AKADEMIA E SHKENCAVE E RPS TË SHQIPËRISË
INSTITUTI I GJUHËSISË DHE I LETËRSISË

# FJALOR
## I GJUHËS SË SOTME SHQIPE

(me rreth 41.000 fjalë)

TIRANË 1980

# PARATHËNIE

*Leksikografia është dega më e hershme e gjuhësisë sonë, e cila e ka filluar jetën e vet me "Fjalorin latinisht-shqip" të Frang Bardhit (1635). Po, për arsyet historike që dihen, hapi i parë për të hartuar një fjalor* të gjuhës shqipe *u bë vetëm në gjysmën e dytë të shekullit XIX, në kohën e Rilindjes Kombëtare, nga gjuhëtari e atdhetari i shquar Konstandin Kristoforidhi. Fjalori i tij, i cili u botua me 1904 dhe mori një jetë të re me përpunimin që iu be nga prof. dr. Aleksandër Xhuvani, ishte një vepër shumë e rëndësishme në përpjekjet e rilindësve për të hedhur themelet e* një gjuhe letrare kombëtare. *Por ky nuk ishte ende një fjalor shpjegues në kuptimin e plotë të fjalës. Hartimi i një fjalori të tillë u be i mundshëm vetëm pas Çlirimit të Shqipërisë. Me 1954 u botua nga Institute i Shkencave "Fjalori i gjuhës shqipe" — i pari fjalor shpjegues i mirëfilltë, që përgjithësoi në mënyrë kritike arritjet e fjalorëve të mëparshëm, i zgjeroi e i thelloi këto me fjalë e shprehje të tjera të gjuhës së folur e të shkruar dhe çel një etapë të re në rrugën e leksikografisë sonë. Ai ndihmoi shumë për njohjen e gjuhës amtare dhe për njësimin e normës gjuhësore. Por zhvillimi i jetës sonë socialiste në të gjitha fushat, në mënyrë të veçantë përparimi i arsimit, i kulturës e i shkencës dhe vetë zhvillimi i gjuhës letrare i shtruan gjuhësisë sonë detyrën për të ecur më tej, për të hartuar një fjalor të ri shpjegues, sa me normativ, me një fjalës më të gjerë e me sistemor, me frazeologji më të pasur dhe me kërkesa ideo-shkencore më të larta.*

*Një fjalor i tillë nuk mund të mbështetej më vetëm te fjalorët e mëparshëm. Për të duhej krijuar një mbështetje e re lëndore dhe duheshin zgjidhur nga pozitat e gjuhësisë marksiste një varg problemesh themelore teorike, të përgjithshme e të veçanta; duke pasur parasysh veçoritë e gjuhës shqipe dhe fazën e sotme të zhvillimit të gjuhës sonë letrare kombëtare.*

*Një çerek shekulli më parë visari i fjalëve e i frazeologjisë së gjuhës sonë amtare nuk ishte paraqitur në një fjalës pak a shumë normativ me gjerë sesa u dëshmua në "Fjalorin" e 1954-ës. Nga e kaluara ne nuk trashëguam asnjë kartotekë shkencore të leksikut të shqipes. Kartoteka të tilla janë të domosdoshme qoftë për hartimin e fjalorëve mbi baza të drejta, sistemore e objektive, qoftë për studimin e thelluar të leksikut e të gjuhës në përgjithësi. Prandaj që nga viti 1955 punonjësit e Sektorit të Leksikologjisë e të Leksikografisë të Institutit të Historisë e të Gjuhësisë filluan hulumtime të organizuara e të pandërprera për të mbledhur fjalën e shprehjen shqipe nga goja e popullit sipas kritereve shkencore të përcaktuara mire. për këtë dhanë ndihmën e tyre edhe mjaft bashkëpunëtorë të jashtëm, sidomos arsimtarë. Krahas kësaj, u volën mijëra fjalë e shprehje nga krijimtaria gojore popullore, nga veprat kryesore që nga Rilindja e këtej dhe në mënyrë të veçantë nga letërsia e botuar pas Çlirimit.* Me *këtë lëndë, pas një pune shumëvjeçare u krijua për here të parë te ne Kartoteka e Leksikut të Shqipes (KLSh), e cila përfshin sot mbi 150 mijë fjalë nga gjuha e folur dhe e,shkruar (të dëshmuara e të zbërthyera në rreth tre milionë skeda). Kështu, njohja* e *leksikut të shqipes u zgjerua shumë dhe u be më e thellë e sistemore. Ajo po bëhet çdo ditë më e plotë nga hulumtimet e vjeljet e reja, të cilat vijojnë pa ndërprerje, sepse gjuha e popullit mbetet kurdoherë një burim i pashtershëm dhe visari i fjalëve e i shprehjeve të gjuhës sonë letrare është vazhdimisht në lëvizje, zhvillohet e pasurohet me ritme gjithnjë më të shpejta. Pikërisht te kjo bazë e re lëndore mbështetet "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe" që po botojmë. Krahas Kartotekës së Leksikut për këtë fjalor janë shfrytëzuar edhe Kartoteka e Gramatikës e Kartoteka Dialektologjike e Institutit të Gjuhësisë e të Letërsisë. Gjatë hartimit të "Fjalorit" janë pasur parasysh, gjithashtu, fjalorët* e *mëparshëm të shqipes. Këta fjalorë janë shfrytëzuar kurdoherë me sy kritik në dritën e parimeve e të kërkesave të reja shkencore, të lëndës së KLSh dhe të studimeve gjuhësore të derisotme.*

*Parimet teorike të "Fjalorit të gjuhës së sotme shqipe", të përpunuara gjatë shumë vjetëve, u shqyrtuan në mbledhje të gjëra të gjuhëtarëve tanë, u botuan në vitin 1968 dhe u plotësuan me vonë pas Kongresit të Drejtshkrimit. Duke u mbështetur në konceptin materialist e historik për gjuhën si dukuri shoqërore dhe duke e parë* fjalën *si njësi themelore të saj, ky fjalor niset e përshkohet nga një vlerësim i ri teorik i normës gjuhësore, i fjalësit, i frazeologjisë e i thënieve, si edhe i përmbajtjes kuptimore të fjalës. Në të gjen një shprehje të vetëdijshme e vërteta historike se sot populli shqiptar ka një gjuhë letrare kombëtare të vetme, të njësuar e të përbashkët, me tipare mjaft të përcaktuara dhe me prirje të qarta zhvillimi. Kjo gjuhë, që u kristalizua në epokën e lavdishme të socializmit, është forma më e përpunuar, më e lartë e gjuhës së kombit shqiptar dhe përdoret sot në të gjitha sferat* e *veprimtarisë shoqërore. Kodifikimi i normës së saj drejtshkrimore, që nënkupton, në thelb, edhe ngulitjen e përgjithshme të strukturës fonetike, gramatikore e leksikore të gjuhës letrare, gjeti miratimin e gjerë të kombit tone në Kongresin e Drejtshkrimit dhe është mishëruar në veprat* "Drejtshkrimi i gjuhës shqipe" dhe "Fjalori drejtshkrimor". *Norma*

*gramatikore është kodifikuar në veprën shkencore* "Fonetika dhe gramatika e gjuhës së sotme letrare shqipe" e *në një varg tekstesh mësimore të kohës sonë. Këto vepra kanë ndihmuar e po ndihmojnë edhe për ngulitjen* e *drejtshqiptimit. Në* "Fjalorin e gjuhës së sotme shqipe" *gjen shprehjen e vet më të gjerë kodifikimi i normës leksikore dhe plotësohet zbatimi i normës morfologjike, drejtshkrimore e drejtshqiptimore, për të cilin veprat e lartpërmendura kanë qenë një mbështetje e shëndoshë.*

*Në këtë fjalor lexuesi gjen përgjigje të drejtpërdrejta për disa kërkesa njëkohësisht: dhe është përbërja e leksikut të shqipes së sotme dhe trajta letrare e çdo fjale, cilat janë trajtat kryesore gramatikore të fjalës dhe si duhen shkruar e shqiptuar drejt këto, ç'kuptim a ç'kuptime ka fjala si njësi leksiko-gramatikore, ç'ngarkesa stilistikore e shprehëse-emocionale e dallojnë atë dhe si përdoret në togjet e lira e të qëndrueshme në sferat e në ligjërimet e ndryshme.*

*Pas Çlirimit, kur masat e gjera punonjëse që ndërtojnë shoqërinë socialiste nën udhëheqjen e Partisë, kanë zhvilluar e zhvillojnë një veprimtari shumë të dendur politiko-shoqërore, ekonomike e kulturore, edhe veprimtaria e tyre krijuese gjuhësore është rritur si kurrë ndonjëherë. Kjo pasqyrohet si në gjuhën e folur të popullit, ashtu edhe në gjuhën e botimeve të të gjitha llojeve. Në këto kushte historike të pakrahasueshme gjuha jonë letrare ka marrë një zhvillim të pashoq. Leksiku i saj, në radhë të parë ai që ka përdorim të gjerë, është pasuruar e ndryshuar shumë: me njërën anë, jane njohur me thellë e janë vënë në përdorim më të gjerë vlerat e burimit të gjallë popullor e të trashëgimit nga gjuha e shkrimit dhe, me anën tjetër, janë krijuar mijëra fjalë e shprehje të reja me mjetet e vetë shqipes. Shumë fjalë janë zgjeruar me kuptime a me ngjyrime të reja kuptimore. Fjalë e shprehje të ndryshme kanë dalë nga përdorimi ose e kanë humbur gjallërinë e mëparshme. Zhvendosje të rëndësishme janë bërë në shtresat stilistikore të leksikut dhe kufijtë e tyre janë përvijuar me mirë. Këto procese kanë sjellë edhe ndryshime* të jashtme, — *rritjen e vrullshme* sasiore *të fjalëve e të shprehjeve të shqipes, — edhe ndryshime* të brendshme, — *lëvizjen, pasurimin e diferencimin e vlerave kuptimore e funksionale të njësive leksikore e frazeologjike. Të gjitha këto ndryshime, në fund të fundit, kanë një vlerë* cilësore *historike. Ato e kanë ngritur gjuhën letrare të kombit tone në një shkallë më të lartë, i kanë sjellë e i sjellin gjak të ri,* c *kanë përtërirë e këndellur dhe e kanë bërë shumë më të pasur e më të zhdërvjellët se përpara Çlirimit.* Në *këtë rrugë zhvillimi pas Çlirimit është bërë një rindërtim i brendshëm i vetë leksikut të gjuhës letrare, si edhe një ristrukturim i tij shoqëror, thelbi i të cilit ështëprocesi dialektik e i njëkohshëm i rritjes së vlerave kulturore të vetë gjuhës letrare kombëtare dhe i demokratizimit të saj, — i jorcimit të karakterit të saj popullor e të lidhjeve"të saj me gjuhën e folur të popullit në vijën e ngritjes së kulturës së masave punonjëse e të kulturës së tyre gjuhësore veçanërisht. Kjo do të thotë se pas Çlirimit është rritur shumë vlera e rëndësia kulturore e shoqërore e leksikut të gjuhës letrare shqipe në përgjithësi. Një zhvillim i tillë është pasqyruar me kujdes të veçantë në "Fjalorin e gjuhës së sotme shqipe": për të zgjedhur e për të shpjeguar fjalët, për të përcaktuar ndërtimin e tyre e trajtat përfaqësuese dhe për t'i vlerësuar ato nga pikëpamja e normës gjuhësore kombëtare në të gjitha rrafshet ky fjalor është mbështetur kryesisht në lëndën gjuhësore të këtyre katër dhjetëvjeçarëve të fundit, në prirjet e zhvillimit të gjuhës letrare shqipe të kohës sonë. Por termi "gjuha e sotme shqipe" nuk përfshin vetëm këtë periudhë. Ai ka caqe kohore më të gjera. Themelet e gjuhës së sotme letrare kombëtare, në tërë sistemin e saj, u hodhën që gjatë Rilindjes. Lënda kryesore për këto themele ishte gjuha e gjallë e popullit, por në to u derdhën edhe vlerat më të mira të traditës shkrimore të shekujve të kaluar e të krijimeve të Rilindjes Kombëtare. Prandaj caqet historike të leksikut të gjuhës së sotme shqipe dhe të "Fjalorit" që po botojmë përjshijnë periudhën që nga Rilindja e këtej, duke pasur parasysh se letërsia artistike e Rilindjes, publidstika e.saj përparimtare, mendimi shkencor i përparuar i asaj periudhë hyjnë si një trashëgim i shquar* i së *kaluarës në kuliurën tone kombëtare të sotme.*

*"Fjalori i gjuhës së sotme shqipe*" *është një fjalor i tipit të mesëm që synon të zgjidhë njëkohësisht dy detyra: a) të jape shpjegimet dhe normat e përdorimit të fjalëve e të shprehjeve* që kanë zënë tashmë një vend të qëndrueshëm në gjuhën e sotme letrare shqipe; *b) të hedhë në përdorim fjalë e shprehje pak të njqhura ose të panjohura, sidomos të gurrës popullore, që deri me sot nuk janë pasqyruar në fjalorë e nëbotime të tjera, por që i kanë të gjitha vlerat e mundësitë për* të qenë pjesë e pandarë ë fondit leksikor e frazeologjik të gjuhës sonë letrare kombëtane. Të *dyja këto detyra janë ndërthurur e shkrirë në "Fjalor" në mënyrë organike. Boshti udhëheqës i kësaj ndërthurjeje aktive është synimi i "Fjalorit" për t'i ruajtur me kujdes të veçantë gjuhës amtare visarin e saj origjinal e të pasur, për t'i hedhur në qarkullim sa më të gjerë fjalët e shprehjet shqipe, — krijimet e popullit dhe krijimet e autorëve të veçantë, të mjeshtërve të gjuhës.*

*Vendin kryesor në këtë fjalor e zënë fjalët e gjuhës shqipe të kohës sonë që kanë një përdorim të përgjithshëm, si edhe njësitë frazeologjike, thëniet e togjet me tipike që tregojnë jetën e gjallë të fjalës në gjuhën e shkruar e të folur. Me to afrohen edhe termat e fushave të ndryshme.*

*e në radhë të parë termat e fushës politiko-shoqërore e ideologjike, që janë bërë prone e masave të gjera të qytetit e të fshatit. Krahas kësaj pjese themelore e shumë aktive të leksikut të shqipes, "Fjalori" përfshin edhe disa shtresa e kategori fjalësh e shprehjesh mepërdorim më të kufizuar. Të tilla janë, p.sh., fjalët që lidhen me historinë e me jetën e kaluar të popullit tone, me fusha të caktuara të prodhimit bujqësor, blegtoral, zejtar etj., me banesën popullore e me mënyrën e jetesës në njërën a në tjetrën krahinë, me botën bimore e shtazore, me mjekësinë popullore, me historinë e me kulturën e popujve të ijerë, me fete e ndryshme, me mitologjinë etj. Nga fjalët ndërkombëtare janë përfshirë vetëm ato që kanë një përdorim të gjerë në leksikun e përgjithshëm ose në tefminologjinë më të përhapur të kohës sonë. Duke pasur si qëllim të veçantë të ndihmojë drejtpërdrejt për pastrimin* e *gjuhës sonë letrare nga fjalët e huaja të panevojshme e për pasurimin e saj të mëtejshëm me fjalë e shprehje shqipe, "Fjalori" i jep fjalët e huaja në mënyrë mjaft të kufizuar dhe vetëm atëherë kur janë të domosdoshme për të kuptuar letërsinë politike, artistike* e *shkencore të përgjithshme që nga Rilindja e këtej ose kur përdoren gjallërisht në gjuhën e sotme shqipe me ngjyrime të caktuara stilistikore e emocionale. Krahas kësaj, në mjaft raste, në "Fjalor" i tregohet lexuesit se me ç'fjalë shqipe mund të zëvendësohen fjalët e huazuara nga gjuhët e tjera.*

*Siç është përmendur me lart, përveç fjalëve, "Fjalori" jep në mënyrë të gjerë e sistemore edhe* frazeologjinë *e gjuhës së sotme shqipe, sidomos frazeologjinë popullore. Njësitë frazeologjike, të cilat janë krijuar e latuar gjatë shekujve dhe janë trashëguar brez pas brezi, jepen jo vetëm për të treguar jetën e fjalëve. Duke qenë në shumicën e rasteve barasvlerës të fjalëve, ato përbëjnë edhe një pasuri të mëvetësishme e të pazëvendësueshme të gjuhës shqipe, janë një lëndë themelore ndërtuese e saj, e plotësojnë dhe e zgjerojnë fjalorin e saj, i sjellin atij ngjyrime kuptimore, stilistikore e shprehëse-emocionale të veçanta, japin mundësi që mendimi të shprehet në mënyrë sa më të thukët dhe e bëjnë gjuhën tone amtare më të larmishme, më të shkathët e më të fuqishme.*

*Të gjitha fjalët dhe njësitë frazeologjike të gjuhës shqipe "Fjalori" i ka vlerësuar* si pasuri të përbashkët kulturore të popullit shqiptar. *Vlerësimi i çdo fjale e i çdo shprehjeje është bërë jo duke u nisur nga burimi i saj krahinor a letrar, por* sipas vlerës objektive që ka ajo në strukturën leksikore të gjuhës së sotme letrare kombëtare: *është pasur parasysh nëse fjala i sjell apo jo ndonjë pasurim leksikut të sotëm letrar, nëse ndihmon për thellimin e pastërtisë së gjuhës letrare shqipe, nëse e zgjeron larminë e mjeteve të saj stilistikore e shprehëse etj. dhe nëse lidhet me shtresat leksikore që rriten e zhvillohen apo me ato që rrëgjohen e shuhen. Ky është parimi themelor që ka udhëhequr zgjedhjen e fjalëve e të frazeologjisë. Zbatimi i tij ka synuar që përbërja e fjalësit dhe e frazeologjisë t'u përgjigjet gjendjes së vërtetë të gjuhës së sotme letrare shqipe dhe prirjeve të zhvillimit të saj të mëtejshëm. Me një synim të tillë është bërë në "Fjalor" edhe zbërthimi kuptimor i fjalëve e shpjegimi i tyre, si edhe përcaktimi i sferave të përdorimit e i ngarkesave stilistikore. Vëmendje e posaçme u është kushtuar fjalëve mestrukturë të gjerë kuptimore, tek të cilat mbështeten edhe shumë fjalë të tjera, të prejardhura e të përbëra. Në përgjithësi është pasur parasysh që "Fjalori i gjuhës së sotme shqipe~ është fjalor filologjik, gjuhësor dhe jo enciklopedik: si rregull, në të shpjegohen fjalët* e *njësitë frazeologjike dhe nuk cilësohen e nuk zbërthehen sendet e dukuritë e ndryshvie që shënohen prej tyre. Grupi hartues ka synuar që shpjegimi të jetë sa me i qartë e i thjeshtë, pa ulur kërkesat themelore shkencore. Shpjegimet e vlerësimet e fjalëve e të shprehjeve mbështeten në ideologjinë proletare, marksiste-leniriiste, në pozitat e shoqërisë sonë socialiste.*

*Në historinë e leksikografisë sonë një përpunim shkencor kaq i gjerë e i shumanshëm i leksikut dhe i frazeologjisë së gjuhës shqipe po bëhet për here të pare. Ai ka kërkuar të kapërcehen mjaft vështirësi, duke u mbështetur në arritjet e në përvojën e de.gëve të ndryshme të gjuhësisë sonë, si edhe në gjuhësinë më të përparuar botërore. Grupi hartues është i vetëdijshëm se, sidomos në këtë botim të pare, ky fjalor ka edhe të meta e zbrazëti, të cilat duhen kapërcyer në botimet e mëvonshme. S'ka dyshim se në të ardhmen njohja e visarit shumë të pasur të gjuhës sonë dhe përpunimi leksikografik i tij do të zgjerohen e do të thellohen më tej, ashtu siç do të shtohen e do të thellohen edhe njohuritë shkencore për gjuhën shqipe e për historinë e saj. Jemi të bindur se për këtë do të ndihmojnë shumë edhe lexuesit e këtij fjalori, të diet i ftojmë t'i dërgojnë Institutit të Gjuhësisë e të Letërsisë vërejtjet e sugjerimet e tyre, si edhe fjalë e shprehje që nuk përfshihen në këtë vepër.*

*"Fjalori i gjuhës së sotme shqipe" është vepër kolektive e punonjësve të Sektorit të Leksikologjisë e të Leksikografisë dhe të Sektorit të Kulturës së Gjuhës e të Terminologjisë të Institutit të Gjuhësisë e të Letërsisë. Parimet e tij teorike janë hartuar nga prof.* Androkli Kostallari, i *cili ka bërë edhe përpunimin tërësor e redaktimin përfundimtar të gjithë "Fjalorit". Përpunimi e redaktimi i pjesëve përkatëse është bërë nga bashk. vj. shk.* Jani Thomaj *dhe nga bashkëpunëtorët*

*shkencore* Xhevat Lloshi *e* Miço Samara. *Nga hartuesit janë punuar fjalët e shkronjave të veçanta ose të disa shkronjave. për ndërtimin e Kartotekës së Leksikut të Shqipes dhe për një varg detyrash që i paraprinë hartimit të këtij fjalori kanë punuar edhe ish-punonjësit e Sektorit të Leksikologjisë e të Leksikografisë bashk. vj. shk. Anton Krajni, bashk. vj. shk. Pashko Geci, bashkëpunëtorët shkencore Vaskë Milkani, Myrteza Kazadej e Sofokli Gjermeni. Detyra të veçanta teknike janë kryer nga bashk. shk. Palok Ddka e Nikoleta Cikuli.*

*Për "Fjalorin" kanë ndihmuar edhe punonjësit e sektorëve të tjerë gjuhësorë të Institutit, ndër të diet një ndihmë të çmuar ka dhënë prof. Eqrem Çabej me një varg sqarimesh etimologjike; për terma të gramatikës e të fonetikës kanë ndihmuar prof. Mahir Domi, bashk. vj.shk. Spiro Floqi, doc. Anastas Dodi dhe bashkëpunëtorët shkencorë Menella Totoni, Enver Hysa, Seit Mansaku. Gjatë hartimit të "Fjalorit" u bënë këshillime për termat e fushave të ndryshme me institucionet shkencorë të Akademisë së Shkencave, me fakultetet* e *Universitetit të Tiranës, me Institutin* e *Studimeve Marksiste-leniniste pranë KQ të PPSh, me disa katedra të Shkollës së Lartë të Partisë* "V. *I. Lenin", me Akademinë Ushtarake me Institutin e Studimeve Pedagogjike, me Shtëpinë Botuese të Librit Shkollor, si edhe me specialistë të veçantë. Një ndihmë të cilësuar për shpjegimin e mjaft termave të shkencës e të teknikës kanë dhënë sidomos prof. Kolë Paparisto, prof. Luan Omari, prof. Zija Xholi, prof. Arben Puto, prof. Hekuran Mara, prof. Deko Rusi, prof. Bujar Hoxha, prof. Hasan Banjo,, prof. Menella Karajani, prof. Muharrem Frashëri, bashk. vj. shk. Ndoc Rakaj, doc. Aleko Minga, doc. Mina Naqo, prof. Sotir Kuneshka, doc. Skënder Koja, prof. Pandi Geço, doc. Mevlan Kabo, doc. Temo Mandili, prof. Islam Zeko, bashk. vj. shk. Koço Bihiku, bashk. shk. Jorgo Bulo, prof. Zihni Sako, prof. Alfred Uçi, bashk. vj. shk. Qemal Haxhihasani, Sotir Temo, Ismet Hizmo. për një varg huazimesh hartuesit jane mbështetur edhe te dorëshkrimi i fjalorit të Tahir Dizdarit "Orientalizmat në gjuhën shqipe".* "Fjalori" *u shqyrtua disa here në grupe të gjera gjuhëtarësh e në Këshillin Shkencor të Institutit; këto shqyrtime ndihmuan për të bërë një varg përmirësimesh në dorëshkrimin e pare. Një ndihmë të veçantë dhanë me vërejtjet e me sugjerimet e tyre recensentët prof. Mahir Domi dhe bashk. vj. shk. Jorgji Gjinari. Vërejtje e sugjerime të dobishme u bënë edhe nga Seksioni i Shkencave Shoqërore e nga Këshilli i Botimeve i Akademisë së Shkencave, i kryesuar nga prof. Aleks Buda. Grupi hartues i ka mirëpritur të gjitha këto vërejtje e këshillime dhe është përpjekur edhe në fazën e fundit të punës ta përmirësojë "Fjalorin" nga disa anë.*

*Ne shpresojmë se kjo vepër e re përgjithësuese, e cila u be e mundshme nga kujdesi i veçantë i Partisë dhe i pushtetit popullor për gjuhën e kombit tone dhe për shkencën gjuhësore shqiptare, nga arritjet e gjuhësisë sonë e të shkencave të tjera albanologjike pas Çlirimit, nga dashuria dhe nderimi që ka çdo shqiptar për gjuhën amtare, do të jetë një mjet i ri me rreze të gjerë veprimi që do të ndihmojë për rritjen e mëtejshme të kulturës gjuhësore të masave, për të përmirësuar gjuhën e stilin e të gjitha botimeve, për të thelluar punën me gjuhën në shkollën tone e, në përgjithësi, për t'ua zgjeruar brezave të rinj njohuritë për gjuhën amtare, për ta forcuar te çdo shqiptar dashurinë e krenarinë për fjalën shqipe, dashurinë për tokën mëmë.*

SHPJEGIME PËR NDËRTIMIN E FJALORIT

Për të ndihmuar ata që përdorin këtë fjalor po japim shpjegimet më të nevojshme për gjithë lëndën që përfshihet në të, për ndërtimin e përgjithshëm të tij dhe të artikullit për çdo fjalë, për zbërthimin e shpjegimin e kuptimeve, për cilësimin gramatikor e stilistikor të fjalëve, si edhe për drejtshkrimin e për theksin.

I. NDËRTIMI I FJALORIT

§ 1. Fjalët në "Fjalor" jepen në krye të rreshtit sipas rendit alfabetik. Renditja e fjalëve që kanë përbërje të njëjtë fonetike në trajtat përfaqësuese bëhet sipas rendit të pjesëve të ligjëratës, që zbatohet sot në gramatikat e gjuhës shqipe (me parë vihet emri, pastaj mbiemri ose ndajfolja etj.); p.sh.

SHQIPTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. SHQIPTAR,~E *mb.*

FITIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. FITIMTAR,~E *mb.*

BARDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dhi a dele e bardhë,

BARDHË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të)... *[E bardhë e ndritshme].*

BARDHË,~T (të) *as.... [Të bardhët e syrit}.*

BARDHË (i,e) *mb....*

BARDHË *ndajf.... [U be bardhë në fytyrë].*

SHTRUAR (i,e) *mb.* SHTRUAR *ndajf.*

§ 2. Në krye të rreshtit, veç fjalëve të mëvetësishme, vihen edhe disa njësi të tjera e trajta fjalësh:

a) Foljet pësore, të cilat shpjegohen me anëtë foljeve veprore përkatëse; p.sh.

CAKTOHEM. *Pës. e* CAKTOJ. RRËMIHET. *Pës. e* RRËMIH.

' Kur një folje është vetvetore e pësore njëkohësisht kuptimi pësor jepet në fund të kuptimeve të foljes vetvetore dhe shpjegohet me anë të foljes veprore, përkatëse; p.sh.

BINDEM *vefv.* 1....

2....

3....

*4. Pës. e* BIND.

FSHfHEM i *vetv. 1....*

2....

3....

4. *Pës. e* FSHEH.

Përdorimet pavetore të foljeve, që nuk lidhen me folje vetvetore, jepen te foljet veprore përkatëse në një kuptim me vete, në fund të kuptimeve të tjera; p.sh.

HYJ *jokal.,* ~RA, ~RË. 1....

16. *pavet.* HYHET. *[Nuk hyhet atje].* ECI *jokal.,* ~A, ~UR. 1....

15. *Pavet.* f 1, 5, 7, 8, 10. *Nuk ecej më tej.* DAL *jokal.,* DOLA, DALE. 1....

35. *Pavet.* sipas kuptimeve 1, 2, 4, 5, 13, 15, 23-26. *Këtej nuk dilet.*

Në disa raste trajta pavetore (si ECET etj.) nuk vihet, sepse kjo formohet rregullisht dhe del me shembujt e dhënë.

b) Trajtat e emrave, të përemrave, të foljeve etj. me temë krejt të ndryshme nga ajo e trajtës përfaqësuese, si edhe trajtat e tyre të parregullta (me ndryshime të thella fonetike); p.sh.

QE,~TË. *Sh. i* KA,~U.

ATË. *Kallëz. e përem. vetor e dëft.* AI, AJO. NGRËNË. *Pjes. e* HA.

Trajtat e foljeve me temë krejt të ndryshme nga ajo e trajtës përfaqësuese jepen rregullisht në vetën e parë të numrit njëjës dhe çohen tek trajta përfaqësuese; po kur nga një trajtë e tillë është formuar një pjesëtjetër e ligjëratës ose kur ka lokucione gramatikore që lidhen me një vetë tjetër të një trajte të tillë, atëherë k;jo vihet në atë vetë; p.sh.

QESHË. *Kr. thj. e* JAM. QOFTË. I. *Dësh. e* JAM.

II. *lidh....*

III. *pj....*

^ Në qoftë se... a) përdoret...

c) Disa variante fonetike të fjalëve, që janë përdorur ose përdoren gjerësisht; p.sh.

BARKË,~A . *sh.* ~A, ~AT.

VARKË,~A . *sh.* ~A, ~AT.

DHEMBJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. DHIMBJE,~A . *sh.* ~E, ~ET.

MËLLENJË,~A . *sh.* ~A, ~AT.

MULLENJË,~A . *sh.* ~A, ~AT.

ç) Emërtimet e pathjeshta, që përdoren si terma (sidomos emërtimet nga bota bimore e shtazore); p.sh.

*BAR BLETE bot.* Bimë barishtore njëvjeçare... *LULE SHQIPONJE bot.* Luleshqiponjë. *YLL DET1 zool.* Kafshë deti...

Këto emërtime jepen pas fjalës kryesore, me shkronja të mëdha të pjerrëta dhe shpjegohen këtu, kurse te gjymtyra tjetër jepen në fund të paragrafit të frazeologjisë, me shkronja të zeza të rralluara dhe me referim te gjymtyra kryesore.
d) Disa parashtesa që në gjuhën e sotme shqipe janë shumë prodhuese (p.sh. ç-sh-, jo-, mos-, pa-, per-, ri-, stër- etj.), si edhe disa morfema fjalëformuese shqipe e ndërkombëtare, që shërbejnë si pjesë e parë ose si pjesë e dytë e fjalëve të përbëra, kur këto dalin dendur në gjuhën shqipe (p.sh. bashkë-, bio-,' filo-, krye-, vetë- etj. ose -fish, -fob etj.).
dh) Shkurtime të zakonshme të tipit SMT, MAPO etj., që përdoren si fjalë.
e) Shkronjat e alfabetit të gjuhës shqipe (A, B, C etj.).
§ 3. Fjalët në krye jepen në trajtën përfaqësuese; veç trajtës përfaqësuese jepen edhe trajtat kryesore plotësuese. Pas tyre vihen shënimet gramatikore e stilistike dhe shënimet për fushën e përdorimit. Nyjat e përparme të mbiemrave dhe të disa emrave e përemrave me nyjë jepen pas trajtës përfaqësuese ose pas trajtave plotësuese; ato nuk merren parasysh për renditjen alfabetike; p.sh.
BUKUR (i,e) *mb.*
KËMDSHËM (0, ~ME (e) *mb.* HËNË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). FOLUR,~IT <të) *as.*
ËMBËL,~LA (e) . *sh.* ~LA, ~LAT (të).
TlLLË (i,e) *mb. dëft.*
CIL1 (i), ~A (e) *lidhor. sh.* ~ËT (të), ~AT (të).
§ 4. Homonimet e mirëfillta jepen si fjalë me vete dh( dallohen me shifra romake; p.sh.
AH,~U i *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Dru gjethor... AH,~U H *m. sh.* ~E, ~ET. Britma që del... AH,~U HI *m. shih* HAK,~U.
VERË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Stina e dytë dhe me c ngrohtë e vitit...
VERË,~A *u f.* 1. Pije alkoolike...
IlE i *jokal.,* RASHË, RËNË. 1. Rrëzohem...
“IE n *kal,* PRURA, PRURË. 1. Mbart diçka...
Homoformat (si BREDH,~I *m.* dhe BREDH. *jokal.* ÇAJ,~I *m.* dhe ÇAJ *kal.,* ZË,~RI *m.* dhe ZË *kal.* etji) jepen gjithashtu si fjalë me vete, po nuk dallohen me shifra romake.
Pjesët e pandryshueshme të ligjëratës që kanë trajtë fonetike të njëjtë dhe lidhje të drejtpërdrejtë fjalëformuese, jepen nën të njëjtën fjalë titull, por ndahen në paragrafë të veçantë ms shifra romake; p.sh.
AFËR. I. *ndajf.* 1.... ) I. *parafj.* 1.___
*)U. pj....*
1IRENDA. L *ndajf....*
*X. parafj....*
RRETH. I. *ndajf....*
II. *parafj....* ill. *pj....*
§ 5. Variantet fonetike-morfologjike të së njëjtës fjalë, që kanë një përdorim pak a shumë të njëllojtë, jepen së bashku, duke vënë në fillim variantin që sot është disi me i përhapur; p.sh.
FARISHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT dhe FARISHTE,
~JjA . *sh.* ~E, ~ET.
PORTOKALL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË dhe PORTOKALLE,~,IA . *sh.* ~E, ~ET.
Variantet fonetike-morfologjike të foljeve, që përdoren krahas trajtës kryesore, jepen pas kësaj trajte, në kllapa, me shkronja të tjera; p.sh.
UJIT (UJIS) *kal.,* ~A, ~UR.
Variantet fonetike-gramatikore, që kanë fituar mëvetësi si fjalë me kuptime të dalluara mirë, jepen vcçan, secili nc krye të rreshtit; p.sh.
KËSHILL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. KËSHILLË,~A . *sh.* ~A, ~AT.
RREGULL,~I *m.*
RREGULL,~A . *sh.* ~A, ~AT.
§ 6. Veç trajtave plotësuese dhe shënimeve gramatikore e stilistike, disa fjalëve u shtohen, sipas rastit, edhe shënime plotësuese për shqiptimin a përdorimin. Shënime të tilla vihen për të njëjtat arsye edhe te kuptime të veçanta të fjalëve, si dhe te disa njësi frazeologjike (p.sh. fjalët *dikujt, dike, diçka, diçkaje,* që tregojnë drejtimin gramatikor etj.); p.sh.
SMT [lexo: sëmëtë], ~JA . MESHOLLË [lexo: meshollë] *mb.*
PËLQJEJ *kal.,* ~EVA, ~YER *(edhe me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* 1....
•*k* Iu zbut gjaku *dikujt* iu ul zemërimi dikujt,...
§ 7. Nuk vihen si fjalë të veçanta, po përfshihen në rendin e kuptimeve disa përdorime emërore, mbiemërore e ndajfoljore:
a) Emërzimet, që nuk lidhen me një send a kategori me vete dhe dalin në të dyja gjinitë, jepen te fjala e emërzuar (në një kuptim të veçantë) si përdorim emëror; p.sh.
FAQEKUQ,~E *mb.* 1....
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. SHËNDOSHË (i,e) *mb.* 1....

11. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1, 2 të mbiemrit (për njerëzit).
Kjo do të thotë që mbiemri faqekuq,~e mund të emërzohet si mashkullor (faqekuq,~i) dhe si femëror (faqekuqe,~ja). Në të gjitha këto raste trajtat plotësuese për përdorimet emërore të gjinisë mashkullore e femërore nuk shënohen në fjalor e mund të nxirren vetë sipas morfologjisë së gjuhës shqipe.
Emërzimet që lidhen me një send a kategori të caktuar dhe dalin vetëm në një gjini, jepen te fjala e emërzuar (në një kuptim të veçantë) si emër dhe me trajtat plotësuese; p.sh.
QETËSUES,~E *mb. I....*
4. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Bar që shërben për të lehtësuar...
FILLOR,~E *mb.* 1....
2. *si sm.* ~E, ~JA . *bised.* Shkollë fillore.
SHKOQUR (i,e) *mb.* 1....
€. *si em.* ~A, ~AT (të) . *vet. sh.* Para të shkoqura, para të vogla, të holla.
Emërzimet që kanë fituar përdorim të gjerë, të mëvetësishëm e të qëndrueshëm dhe kanë krijuar lidhje të shumta në togfjalësha e në frazeologji (si i çmendur,~i, i huaj,~i, i pasur,~i, i plagosur,—i, i ri,~u, i sëmur,ë,~i, i varfër,~i, i vdekur,~i etj), vihen si fjalë me vete.
b) për emrat që përdoren në gjininë mashkullore dhe asnjanëse jepet si trajtë përfaqësuese ajo e gjinisë mashkullore: por, kur asnjanësi përdoret dendur në gjuhën e sotme, vihet edhe ky pas trajtës përfaqësuese ose në një kuptim të veçantë; p.sh.
DHJAM Ë,~I *m. sh.* ~ËRA. ~ËRAT dhe DHJA-MË,~T *as.* 1....
2. *kryes. as. vet. nj.* Zorrë...
Kur emrat asnjanës janë të prejardhur nga mbiemrat prejfoljorë (si të menduar,~it, të folur, ~it etj.) vihen si fjalë me vete.
Disa ndërtime të tipit më të ashpër, më të egër etj. vihen te mbiemri përkatës si përdorime emërore të tij.
c) Përdorimet mbiemërore të emrave, që nuk kanë marrë trajtën e mbiemrit, vihen tek emrat përkatës në një kuptim të veçantë; p.sh.
BRISK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1....
3. *përd. mb.* Shumë i mprehtë. SHARRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1....
8. *përd. mb.* Që është dhëmbë-dhëmbë...
9. *përd. mb.* Që është bërë dhëmbë-dhëmbë, që nuk pret...
Përdorimet e emrave, që e kanë marrë trajtën e mbiemrit, vihen gjithashtu tek emrat përkatës në një kuptim të veçantë, por me shënimin *si mb.;* p.sh.
CAMËRDHOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1....
2. *si mb.* ~, ~E. I vogël, vocërrak.
RRËNJËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1....
2. *si mb.* ~, ~E. Që është prej së lashti në atë vend...
ç) Njësoj si për emrat e për mbiemrat veprohet edhe për të pasqyruar në "Fja!or" përdorimet e pjesëve të ndryshme të ligjëratës si ndajfolje, si pjesëza etj.; p.sh.
CLRRIL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1....
3. *përd. ndajf.* Duke rrjedhur çurg...
4. *përd. ndajf.* Fill, drejt (në...).
AFËRMENDSH *ndajf.* 1.... 2. " *pj.* Po, sigurisht...
§ 8. Në të gjithë "Fjalorin" janë zbatuar rregullat e drejtshkrimit të njësuar, që u hartuan sipas vendimeve të Kongresit të Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe. për fjalë të veçanta e për disa çerdhe fjalësh janë bërë ploiësime e saktësime në frymën e parimeve të përgjithshme e të rregullave themelore të "Drejtshkrimit të gjuhës shqipe".§ 9. Theksi shënohet vetëm në trajtën përfaqësuese tek të gjitha fjalët që kanë me shumë se një rrokje, tek trajtat me temë tjetër dhe tek trajtat plotësuese që pësojnë ndryshime të zanores së temës ose lëvizje të theksit; p.sh.
ERRËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. SHPËRBLEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. BIE *i jokal.,* RASHË, RËNË. RRETH,~I *m. sh.* RRATHË, RRATHËT. SHKËMB,~If *m. sh.* ~INJ, ~INJTË.
Në fjalët e përbëra, që sipas drejtshkrimit shkruhen me vizë në mes dhe kanë gjymtyrë me dy a me shumë rrokje (si marksizëm-leninizëm, moralo-politik, vajtje-ardhje etj.), në fjalët e përbëra me përsëritje të se njëjtës temë (si copë-copë, çika-çika, pikë-pikë etj.), si edhe në fjalë të tipit kilovat-orë, kalë-fuqi, qytet-muze etj. vihen dy theksa (një theks për çdo gjymtyrë):
MARKSIST-LENINIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. EKONOMIKO-SHOQËROR,~E *mb.* FIJE-FIJE
ORGANIZATË-BAZË,~A-BAZË . *sh.* ~A-BAZË, ~AT-BAZË.
II. NDËRTIMI I ARTIKULLIT për CDO FJALË
§ 10. Çdo fjalë në "Fjalor" trajtohet si njësi e pandarë leksiko-semantike e fonetike-gramatikore dhe formon një artikull të veçantë me kuptimet e përdorimet e saj.
Pjesa e parë e çdo artikulli përfshin fjalën në trajtën përfaqësuese e trajtat e saj plotësuese, shpjegimet e kuptimeve të fjalës dhe thëniet për çdo kuptim. Pjesa e dytë përfshin frazeologjinë gjuhësore e të ashtuquajturën frazeologji

letrare, bashkëlidhjet e qëndrueshme gramatikore, emërtimet e pathjeshta dhe togje të tjera, që nuk kanë lidhje të drejtpërdrejta e të qarta në kohën e sot me me asnjë nga kuptimet e shpjeguara në pjesën e pare.
Çdo ndryshim në trajtën përfaqësuese ose në trajtat plotësuese të fjalëve pasqyrohet që në krye të artikullit për çdo fjalë ose te kuptimet e veçanta.
Pjesa e ndryshueshme e trajtës përfaqësuese të fjalës ndahet nga pjesa e pandryshueshme me një vizë të pjerrët dhe i shtohet drejtpërdrejt kësaj pjese, e cila në trajtat e tjera përfaqësohet nga një vijë e lakuar (~); p.sh.
EMËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT (lexo: emër, emri *m. sh.* emra, emrat).
KUPTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* (lexo: i kuptueshëm, e kuptueshme *mb.).*
ÇLIROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR (lexo: çliroj *kal.,* çlirova, çliruar).
Kur trajtat plotësuese të fjalës janë krejt të parregullta ose të ndryshme, atëherë ato jepen të plota; p.sh.
KA,~U *m. sh.* QE, QETË. PLAK,~U *m. sh.* PLEQ, PLEQTË. ZI (i), ZEZË (e) *mb.* MARR *kal,* MORA, MARRË. KAM *kal.,* PATA, PASUR.
JAP *kal,,* DHASHË, DHËNË.
Trajta plotësuese vihen edhe tek emërzimet që jepen! te mbiemrat përkartës në kuptime të veçanta; p.sh.
DHJETËVJEÇAR,~E *mb.* 1....
4. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. E(IËR (i,e) *mb.* 1.........
11. *si em.* ~, ~IT (të) *as.*
Te disa emërzime, që kanë ndryshime fonetike gjatë forrrjimit të trajtës së shquar ose të numrit shumës, trajta përfaqësuese vihet e plotë; p.sh.
BUZËÇARË *mb.* 1....
II *em.* BUZËÇARË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. DHIRTË (i,e) *mb.* 1....
3. *si em.* DHIRTË,~A (e) . *sh.* —A, ~AT (të).
§ 11. Njësitë frazeologjike jepen zakonisht te dy gjymtyrët kryesore, por ato shpjegohen vetëm një here — te gjymtyra që ka ngarkesën kuptimore e idiomatike kryesore. Te gjymtyrët e tjera njësia frazeologjike nuk shpjegohet, por çohet te gjymtyra ku është shpjeguar; p.sh. si veshka në mes të dhjamit shpjegohet te dhjamë,~i; s'ngope: ariu me miza *fj. u.* shpjegohet tek ari,~u; e ha barutin me grushte shpjegohej te grusht,~i etj.; këto njësi frazeologjike jepen përkatësisht edhe te veshkë,~a, mizë,~a, barut,~i, por referohen te gjymtyrët ku janë shpjeguar.
Njësitë frazeologjike jepen në atë trajtë dhe në ato lidhje të ngushta fjalësh, në të cilat përdoren zakonisht në ligjërim; p.sh. e hodhi lumin (hendekun, vaun); i bëri varrin (gropën); hiq (tërhiq) e mos e këput; të merr gjak në vetull; mbeti si peshku pa ujë (në zall); e kë:koi (e pësoi, vajti) si breshka te nallbani etj. Sinonimet e gjymtyrëve të njësisë frazeologjike, si dhe fjalët e afërta që mund të zëvendësojnë njëra-tjetrën në të njëjtën strukturë, jepen në kllapa; p.sh. i ha (i kruhet) kurrizi (shpina) *dikujt;* i priste palla (shpata, kordha, sëpata, jatagani) nga të dyja anët (djathtas e majtas); e ka mizën nën shapkë (nën kësulë,nën feste); me zuri goja (gjuha) lesh; i zuri (i ndeshi, i liasi, i ra) sharra në gozhdë etj.
Renditja e njësive frazeologjike dhe e togjeve të tjera bëhet sipas numrit të gjymtyrëve dhe, brenda grupeve, sipas alfabetit. Kjo renditje, nuk mbahet, kur dy njësi lidhen nga ndërtimi ose nga kuptimi dhe prandaj vihen pranë njëra-tjetrës.
S 12. Emërtimet e pathjeshta (si Kashta e Kumtrit, grykët e bardha, gryka e keqe, gryka e ligë, krimb mëndafshi. çelës papagall) që përfshihen në pjesën
e dytë të artikullit, vihen pas njësive frazeologjike me shkronja të zeza të rralluara. Ato shpjegohen zakonisht te gjymtyra kryesore, kurse te gjymtyra tjetër tregohet ku është dhënë shpjegimi.
§ 13. Kuptimet e fjalëve dëshmohen me thënie, që plotësojnë a sqarojnë me mirë shpjegimet e fjalëve, tregojnë lidhjet e mënyrën e përdorimit të tyre etj. Ato renditen sipas kuptimit e ndërtimit; p.sh. tek emrat më parë vihen thëniet që shënojnë llojet e sendit a të dukurisë dhe që janë zakonisht emër + mbiemër (si *bota bimore, çorape të leshta, bar i njomë, pjatë e nderë, fill i dredhur* etj.), thëniet emër-emër (si *qumësht lope, fletë nderi, mish viçi, vaj ulliri, fole milingonash, gore rakie, kripë gjelle, sapun rrobash* etj.) dhe thëniet emër(parafjalë + emër (si *gjalpë pa kripë, këpucë me qa)a, rrobaqepësi për gra* etj.). Pastaj vijnë
thëniet për pjesët e sendit ose për veprimet që lidhen më të dhe që zakonisht përbëhen nga emër+fjala e shpjeguar (si *dorëza e parmendës, halat e grurit, gryka e pusit* etj.), thëniet me marrëdhënie kundrinore që përbëhen nga folje+emër (si *preu dru, ndez zjarrin* etj.).
Si thënie janë vënë edhe disa njësi frazeologjike ose fjalë të urta që lidhen drejtpërdrejt me kuptimin përkatës. Në raste të tilla shpjegimi i kuptimit plotësohet zakonisht me shënimin “(edhe në një varg njësish frazeologjike))). Me rrallë janë vënë si thënie fjali të plota, vargje të shkëputura ose pjesë nga dialogë, që jepen në mes dy katrorësh; p.sh. *Kriza është bashkudhëtare e pashmangshme e kapitalizmit* (te bashkudhëtare,~ja). *Ky i bekuar shi i prishi të lashtat* (te bekuar (i,e). □ - *Nesër do të shkosh? - E, nesër. Japim gjithçka për mbrojtjen e vendit tone socialist. Dhe jetën.* Q
Gjymtyrët e një tipi, më të cilat mund të lidhet një fjalë për të formuar thënie të ndryshme, vihen në kllapa, pa përsëritur fjalën kryesore; p.sh. *Ana e mbarë (e prapme, e pasme). Ajka e qumështit (e gjellës, e kafesë). Raki (verë) e ashpër. Mollë (dardhë) e ëmbël. Era e malit (e fushës)* etj. Nuk bashkohen në këtë mënyrë gjymtyrët që

kanë përmbajtje e ngjyrim krejt të kundërt, si: *Njeri i mirë (i ndershëm, i drejtë). Njeri i keq (i lig, i poshtër, gënjeshtar...). Klasa punëtore (fshatare). Klasë sunduese (shfrytëzuese)* etj. ose që formojnë emërtime të pathjeshta *(Brumbulli i murrmë. Brumbulli i gjelbër. Brumbulli i miellit* etj.).

III. SHËNIMET GRAMATIKORE

§ 14. për çdo fjalë jepen vetëm ato shënime gramatikore, që janë të domosdoshme për të kuptuar përmbajtjen e përdorimin e saj sipas normës së sotme gramatikore të gjuhës sonë letrare kombëtare. Veç shënimeve të zakonshme, siç janë shënimet për pjesën e ligjëratës së cilës i përket fjala, për gjininë, numrin, diatezën etj., janë përdorur edhe disa shënime të tjera që tregojnë llojin e kuptimit (si *përmb. për* kuptimet përmbledhëse, *Jig. për* kuptimet e figurshme, *përd. em. për* përdorimet emërore etj.) ose që kufizojnë disa nga shënimet e mëparshme (si *vet. nj. për* emrat që dalin vetëm në numrin njëjës, *kryes. ah. për* emra e folje që përdoren kryesisht në numrin shumës etj.). për mjetet fjalëformuese është përdorur shënimi *fjalëform.,* kurse për disa trajta me temë të ndryshme nga trajtat përfaqësuese (kryesisht foljore) nuk vihen shënime gramatikore të veçanta, pasi këto përfshihen në vetë shpjegimin.

§ 15. për emrat, veç trajtës së pashquar të njëjësit, vihen si trajta plotësuese trajta e shquar dhe trajtat e numrit shumës.

Emrat, që në gjuhëii e sotme letrare dalin me dy gjini, jepen në të dyja gjinitë, duke vënë më parë trajtën mbizotëruese; p.sh.

CINGËL,~LI *in.* dhe CINGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT.

BUN G,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET dhe BUNGË,

~A i . *sh.* ~A, ~AT *bot.*

Edhe për emrat, që në numrin shumës dalin në dy trajta letrare, këto jepen të dyja; p.sh.

BUBURREC,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe-Ë, ~ËT. DJEP,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~E, ~ET. SHAKA,~JA . *sh.* ~, ~TË dhe ~RA, ~RAT.

Tek emrat e formuar me shkurtim ose me përngjitje të emërtimeve të shkronjave shënimet gramatikore jepen në pajtim me vetë trajtën që ka marrë fjala; p.sh.

MAPO,~JA . *sh.* ~, ~T. ABËCË,~JA . *sh.* ~, ~TË.

§ 16. për mbiemrat, veç trajtës përfaqësuese, vihet edhe trajta e gjinisë femërore. Te mbiemrat, që përdoren vetëm në një gjini, veç shënimit për pjesën e ligjëratës, janë vënë, sipas rastit, edhe shënimet *vet. in.* (vetëm në gjininë mashkullore) ose *vet. f.* (vetëm në gjininë femërore); p.sh.

BARRSE *mb. vet. f.*

§ 17. për foljet, veç trajtës përfaqësuese, vihen edhe trajtat e së kryerës së thjeshtë dhe të pjesores.

Trajtat plotësuese jepen te foljet veprore dhe vetëm tek ato folje vetvetore që nuk bashkëlidhen me folje veprore përgjegjëse; p.sh.

LAJ *kal.,* ~VA, ~RË (te folja vetvetore-pësore LAHEM nuk vihen trajtat përfaqësuese).

NDËRTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR (te folja pësore§ 19. Shpjegimet e kuptimeve të fjalëve e të njësive frazeologjike në "Fjalor" kanë karakter gjuhësor (filologjik) dhe jo enciklopedik. Ato synojnë të jenë të plota e të përpikta dhe sa më të thjeshta e të qarta.

§ |20. Kuptimet rendIten sipas lidhjeve dhe varësisë që kanë ndërmjet tyre. Zakonisht në fillim vihet kuptimi me i përgjithshëm e me i njohur. Nuancat brenda një kuptimi ndahen me pikëpresje.

§ 21. Sinonimet në "Fjalor" janë përdorur si mjete të drejtpërdrejta dhe si mjete plotësuese të shpjegimit.

Si mjete të drejtpërdrejta jepen kur shpjegohet një variant fjalëformues ose një fjalë e huaj që ende nuk ka dale nga përdorimi, po që mund të zëvendësohet me fjalë shqipe, kur fjala ka ngjyrim të qartë stilistik, është e vjetruar a krahinore në krahasim me një tjetër ose kur një variant leksikor çfarëdo përdoret me pak se një tjetër me i përhapur etj.; p.sh.

DHASKAL,~I *in. sh.* DHASKENJ, DHASKENJ-TË. 1. *vjet.* Mësues.

BARKAR,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Barkëtar.

GACULLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* Xixëllonjë.

*BAR ZEMRE bot.* Sanëz, agnushe.

K jo do të thotë se edhe fjala e parë jeton në gjuhë në nji: fushë a stil të caktuar, por këshillohet të përdoret me shuttle fjala që jepet si sinonim i saj dhe që është shpjeguar në vendin e vet.

Si mjete plotësuese sinonimet përdoren brenda shpjegimev; ose në fund të tyre dhe ndahen, sipas rastit, me presje a me pikëpresje. Si rregull vihen sinonimet më të njohura te fjalë me pak të njohura, me përjashtim të rasteve kur sinonimi me pak i njohur vihet te një me i njohur me qëllim që të këshillohet zëvendësimi i tij.

§ 22. Si mjete plotësuese të shpjegimit përdoren edhe antonimet e mirëfillta, që jepen në fund të shpjegimeve me shkurtimin *kund.*

§ 23. Në disa raste shpjegimet e përkufizimet, për t'u bërë sa më të qarta e të kapshme, plotësohen edhe me elemente të tjera, si *simboli për* elementet kimike,

NDËRTOHET nuk vihen trajtat përfaqësuese). KOLLEM *vetv.,* ~A (u), ~UR.

Foljet njëvetore a pavetore jepen që në krye në vetën e tretë të numrit njëjës; p.sh.

BUBULLON *jokal.,* ~OI, ~CAR. 1. *pavet...*

Në këto raste nuk vihet ndonjë shënim i posaçëm për vetën.
Te kuptime të veçanta të foljeye, që nS krye janë dhënë në vëtë të pare, vihet shënimi *vet. veta III* kur këto përdoren vetëm në këtë vetë.
RRESHK *kal.,* ~A, ~UR. 1....
2. *vet. veta III.* Than pak nga pak diçka,...
QEPEM *vetv.* 1....
2. *vet. veta III fig.* Puthitet fort, bashkohet e shtrëngohet...
Kur pas trajtës përfaqësuese kryesorc të foljes është dhënë në kllapa edhe një variant fonetiko-morfologjik që përdoret sot në gjuhën Ietrare kombëtare, elementet e trajtave plotësuese lidhen me variantin kryesor jashtë kllapave; p.sh.
MAT (MAS) *kal.,* ~A, ~UR (do të thotë që ~At ~UR lidhen me MAT, pra: mata, matur).
UJIT (UJIS) *kal.,* ~A, ~UR (do të thotë që ~A, ~UR lidhen me UJIT, pra: ujita, ujitur).
Te foljet që kanë dy diateza ose që janë kalimtare e jokalimtare njëkohësisht, në krye vihet diateza ose drejtimi gramatikor kryesor, kurse shkurtimet përdiatezën a drejtimin tjetër gramatikor jepen te kuptimet përkatëse; p.sh.
BRËHEM *vetv.* I. Grindem, me dike,... 2. *Pis. e* BREJ,,j,4.
SHËTlT (SHËTIS) *jokal,* ~A, ~UR. 1. Dal e
eci me këmbë...
2. *kal.* Nxjerr dike për shëtitje...
SHTIE *kal.,* SHHVA, SHTËNË. 1. Hedh në një enë...
*hi jokal. vet. veta III.* Bie diku, godet...
§ 18. Disa shënime gramatikore të shkurtuara jepen si pjesë e shpjegimit dhe jo si shënime të veçanta në këto raste:
a) Te foljet pësore qe shpjegohen në lidhje me foljet veprore përkatëse; p.sh.
SHQIPËROHET. *Pës. e* SHQIPËROJ.
b) Te përdorimet emërore, mbiemërore, ndajfoljore etj. të pjesëve të tjera të ligjëratës; p.sh.
SIIEGAN,~E *mb.* 1....
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. SHQIPONJË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1....
4. *fig. Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit.
c) Tek trajtat me temë krejt të ndryshme që çohcn tek trajta përfaqësuese; p.sh.
DHASHË. *Kr. thj. e* JAP.
M DA. *Dhan.* dhe *kallëz. e përem. vetor* UNË.
TV • SHPJEGIMI 1 KUPTIMEVE TË FJALËVE E TË NJËSIVË FRAZEOLOGJIKE *shkurtimi për* njësitë e masave, *shembujt për* disa mjete fjalëformuese ose për disa tipa fjalësh, për disa figura të stilistikës letrare etj.; p.sh.
FOSFOR,~I *m. kim.* Element i thjeshtë kimik... *(simboli* P);...
AMPER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fiz.* Njësi për të matur fuqinë e rrymës elektrike *(shkurt.* A).
RI- *fjalëform.* Parashtesë, më të cilën...; p.sh. riaftësoj, ribashkoj, ribëj, riblej...
DËSHIROR,~E *mb. gjuh.* 1.... 2. Fjali dëshirore: lloj fjalie që shpreh a kumton një dëshirë për diçka (p.sh. U kthefshi faqebardbI!).
§ 24. Me referim (me shënimin *shih* ose *shih te)* jepen ato fjalë, kuptime, njësi frazeologjike e emërtime të pathjeshta që nuk përdoren sot realisht ose që nuk këshillohet të përdoren, që janë variante fo net ike a fjalëformuese të ngushta, fjalë të huaja, të vjetruara etj. ose që i përgjigjen vetëm një kuptimi a një numri të kufizuar kuptimesh të njësisë kit referohen; p.sh.
ANGAZHlM,~I *m. sh.* ~E, —ET. 1. Veprimi... 2. *shih* ZOTIM,~I.
ARITMETIKOR,~E *mb. shih* ARITMETIK,~E. BORGULL,~I *m. shih* BOLLGUR,~L AMËT (i,e) *mb.* 1. *shih* AMËSHT (l,e)i.
Kjo zakonisht do të thotë që këshillohet të përdoret rregullisht fjala a shprehja, tek e cila Whet referimi.
Kur fjala bazë e një çerdheje është dhënë me referim te një fjalë tjetër, edhe fjalët e prejardhura prej saj a që lidhen më të nga pikëpamja fjalëformuese jepen me referim drejtpërdrejt te fjalët përkatëse të çerdhes tjetër; p.sh.
FERMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* THARM,~I.
FERMENTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* THARMËTIM,~I.
FERMENTOHET *vetv. shih* THARMËTOHET.
FERMENTOJ *kal.,* ~OVA, ~C'AR. *shih* THARMËTOJ.
FERMENTUAR (i,e) *mb. shih* THARMËTUAR <i,e).
§ 25. për disa klasë e grupe fjalësh me lidhje fjalëformuese, në vend të shpjegimit janë përdorur shprehje të përgjithësuara (edhe me shkurtime), që i lidhin ato me fjalët e tjera të shpjeguara plotësisht. Mënyra të tilla përdoren:
a) për emrat prejfoljorë me kuptimin e veprimit, të gjendjes a të rrjedhimit të veprimit sipas kuptimeve të foljeve përkatëse, të cilët shpjegohen, sipas rastit, me shprehjet:
"Veprimi sipas kuptimit (sipas kuptimeve) të foljes (të foljeve)...";

“Gjendja sipas kuptimit (sipas kuptimeve) të foljes (të foljeve)...”;
“Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit (sipas kuptimeve) të foljes (të foljeve)...”;
“Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimit (sipas kuptimeve) të foljes (të foljeve)...”; p.sh.
lKJE,~A *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes IKI.
ÇELIKOSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇELIKOS, ÇELIKOSEM
ÇLIRlM,~I *m.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ÇUROJ, ÇLIROHEM.
BALLAFAQIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve BALLAFAQOJ, BALLAFAQOHEM.
b) për emrat e gjinisë femërore, të prejardhur nga emrat e gjinisë mashkullore të njerëzve sipas mjeshtërisë, sipas tipareve fizike e morale, sipas vendit të banimit etj., të cilët shpjegohen me shprehjen e shkurtuar *“Fem. e...*”; p.sh.
MJEKE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MJEK,~U.
FSHATARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* FSHATAR,~I.
c) për emrat e prejardhur me kuptim zvogëlues, që shpjegohen me shprehjen e shkurtuar *“Zvog. e...*”; p.sh.
FARËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. *Zvog. e* FARË,~Ai,4.
ç) për përdorimet emërore, mbiemërore, ndajfoljore etj., që shpjegohen me shprehjet *“Përd. em.* sipas kuptimit (sipas kuptimeve) të...”; *“Përd. mb.* sipas kuptimit (sipas kuptimeve) të...” etj. (shih edhe $ 7).
d) për trajtat me temë tjetër nga ajo e trajtave përfaqësuese të emrave, të foljeve e të përemrave, që shpjegohen, sipas rastit, me shprehjet e shkurtuara “A>. *thj. e...*”; *“Dhan. e...*”; *“Sh. i...*” etj. (shih edhe | 2, b); p.sh.
RASHË. *Kr. thj. e* BIE i. QE,~TË. *Sh. i* KA,~U. ASKËND. *Kallëz. e përem. pakuf.* ASKUSH.
dh) për fol jet në diatezën pësore, që shpjegohen me shprehjen e shkurtuar *“Pës.* e...”; p.sh.
FAQOSET. *Pis. e* FAQOS.
e) për foljet pavetore (a kuptimet pavetore), që dalin nga foljet jokalimtare dhe që shpjegohen me shprehjet e shkurtuara *“Pavel. e...*”; *v,Përd. paver.* sipas kuptimit (sipas kuptimeve) të...”; p.sh.
FTLLOHET *vetv.* 1. *Pavet. e* FILLOJ.
§ 26. Kur një fjalë përdoret vetëm e lidhur me një fjalë tjetër, atëherë shpjegohet gjithë togfjalëshi; p.sh.
CAKTHI *ndajf.* Luaj cakthi: luaj doçe.
ELBJE *mb.* 1....
2. Dardhë elbje: lloj dardhe...§ 27. Te parafjalët me shumë kuptime, për ta thjeshtuar shpjegimin, pjesa e përbashkët e përkufizimit lë kuptimeve jepet që në krye; p.sh.
NGA. I. *ndajf....*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën emërore, për të treguar: 1. Vendin prej të cilit nis lëvizjen dikush a diçka...
2. Vendin drejt të cilit lëviz dikush a diçka...
§ 28. Shpjegimi i njësive frazeologjike dhe i njësive të tjera që vihen pas yllit () bëhet sipas parimeve të shpjegimit të fjalëve, në përputhje me klasën e tyre leksij:o-gramatikore. Kur ato kanë me shumë se një kuptim, ndarja e kuptimeve shënohet me shkronja: a)...; b)... etj.
Shpjegime plotësuese jepen edhe te disa thënie, kuptimi i të cilave nuk del plotësisht i qartë nga shpjegimi i fjalës më të cilën lidhen.
V. SHKURTIMET DHE SHENJAT
§ 29. Në “Fjalor” për fjalët, për kuptimet, për togjet e fjalëve, për frazeologjinë dhe për disa thënie jepen edhe shkurtime të ndryshme:
a) për pjesët e ligjëratës dhe për kategoritë e kuptimët gramatikore (p.sh. *m., ., sh., kal., jokal., vetv., ndajf., pj. etj.);*
b) për llojet dhe kufizimet e kuptimeve (p.sh. për *mb., fig., vet. nj.* etj.);
c) për veçoritë stilistike sipas ligjërimeve dhe për sferat e përdorimit (p.sh. *bised., libr., thjeshtligj., vjet., lark, poet., bot., zool., kim., det., fet.* etj.);
ç) për ngjyrimet emocionale e shprehëse (p.sh. *përk., tall., përb., keq.* etj.).
Të gjitha shkurtimet zbërthehen në një listë të veçantë, ndërsa kuptimet e tyre shpjegohen në “Fjalor” në vendin e vet.
Kur fjala, kuptimi a togu i fjalëve përdoret në dytri fusha të ndryshme ose ka dy-tri vlera stilistike e të përdorimit njëkohësisht, shoqërohet më të gjitha shkurtimet përkatëse të ndara me presje; p.sh.
ARASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot., krahin.* Panxhar....
EALLUKECJAP,~E *mb. shak., tall.*
Kur fjala, kuptimi ose togu i fjalëve me karakter terminologjik përdoret në dy a me shumë fusha të shkencës e të teknikës, zakonisht shoqërohet me shkurtimin *spec.*; p.sh.
BAKTERMBYTËS,~E *mb. spec.* 1....
Pëi' fjalët e urta është përdorur shkurtimi *fj. u.* në k lptimin më të gjerë që shpjegohet në “Fjalor”.
§ 30. Nuk vihet shënimi *bised.* te njësitë frazeologjike pasi dihet që shumica e tyre i përkasin ligjërimit bisedpr.

Edhe te fjalët e te njësitë frazeologjike me burim krahinor, që jane formime të bukura popullore dhe i shërbejnë pasurimit të gjuhës letrare, nuk vihet shënimi *\krahin.* Ky shënim vihet te fjalët, te kuptimet a te njësitë frazeologjike që nuk i kanë kapërcyer kufijtë e një të folmeje. Shkurtimi *curb,* vihet atëherë kur fjala përdoret vetëm në të folmet arbëreshe dhe ky burim dihet me siguri.
§ 31. Në "Fjalor" janë përdorur edhe disa shenja, si vijn e lakuar horizontale (~), që përfaqëson pjesën e paidryshueshme të fjalëve, katrori (D), që vihet në të dy anët e një shembulli në trajtë dialogu, ylli (), që vi let në krye të pjesës së dytë të artikullit për çdo fjalë etj. Pasqyra e plotë e shenjave dhe shpjegimi i tyre jepet menjëherë pas listës së shkurtimeve.

*anat.* term në anatomi.
*antrop.* term në antropologji.
*arb.* fjalë a shprehje e arbëreshëve
të Italisë ose të Greqisë. *arkeoi.* term në arkeologji. *ark it.* term në arkitekturë.
*art.* term i arteve.
*as.* emër i gjinisë asnjanëse; në
gjininë asnjanëse. *astr.* term në astronomi.
*astronaut,* term në astronautikë. *av.* term në aviacion.
*bakt* term në bakteriologji.
*bashkërend.* lidhëz bashkërenditëse. *betim.* fjalë a shprehje, që përdoret si
betim.
*biol.* term në biologji.
*biokim.* term në biokimi. iwerf. fjalë a shprehje e ligjërimit
bisedor.
*blet.* term i bletarisë.
*bot.* term i botanikës; emërtim per
bimë.
*bujq.* term në bujqësi.
*det.* term në detari.
*deft.* përemër dëftor.
*dipt.* term në diplomaci.
*drejt.* term në drejtësi.
*dhan.* rasa dhanore.
ifc. term në ekonomi.
*elektr.* term në elektroteknikë.
*em.* emër.
*etnogr.* term në etnografi. f. eufemizëm.
. emër i gjinisë femërore; në
gjininë femërore.
*farm.* term në farmaceutikë.
*fet.* fjalë ose shprehje fetare.
*fëm.* fjalë ose shprehje e të folurit të
fëmijëve.
*fig.* kuptim i figurshëm.
*filoi.* term në filozofi.
*fin.* term në finance.
*fiz.* term në fizikë.
*fiziol.* term në fiziologji. *fjalëform.* element fjalëformues. *fj. ndërm.* fjalë e ndërmjetme.
*fj. u.* fjalë e urtë.
*folk.* term në folkloristikë.
*fol.* folje.
*foto.* term në fotografi.
*gjah.* term i gjuetisë.
*gjell.* term në gjellëtari.
*gjeod.* term në gjeodezi.
*gjeofiz.* term në gjeofizikë.
*gjeogr.* term në gjeografi.
*gjeol.* term në gjeologji.
*gjeom.* term në gjeometri.
*gjëzë.* gjëegjëzë.
*gjin.* rasa gjinore.
*gjith.* gjithashtu.
*gjuh.* term i gjuhësisë.
)<?£. term në hekurudha.
*hidrol.* term në hidrologji.
*hidrotek.* term në hidroteknikë.
*hist.* term në histori; historizëm.
*iron.* me ironi, për shpoti.*jokal.* folje jokalimtare.
*kal.* folje kalimtare.

*kallëz.* rasa kallëzore.
*kallëzues.* si kallëzues.
*keg.* me kuptim keqësues.
*kim.* term në kimi.
*kinem.* term në kinematografi.
Mrar. term në kirurgji.
*kish.* term kishtar.
*kopsht.* term i kopshtarisë.
*krah.* krahasues.
*krahin.* fjalë ose shprehje krahinore; krahinorizëm.
fcr. pop. fjalë ose shprehje e krijimtarisë gojore popullore.
*kr. thj.* koha e kryer e thjeshtë. *kryes.* kryesisht.
*kund.* fjalë me kuptim të kundërt,
antonim; e kundërta.
*kundërsht.* lidhëz kundërshtore.
*lart.* fjalë a shprehje e stilit të lartë.
*lej.* lidhëz lejore.
*let.* term në letërsi.
*libr.* fjalë ose shprehje e ligjërimit
libror.
*lidh.* lidhëz.
*lidhor.* përemër lidhor.
*logj.* term në logjikë.
*in.* emër i gjinisë mashkullore;
në gjininë mashkullore.
*mallk.* mallkim.
*mat.* term në matematikë.
*nib.* mbiemër.
*meteor.* term në meteorologji.
*min.* term në mineralogji dhe në
miniera.
*mit.* fjalë a shprehje nga mitologjia.
*mjek.* term në mjekësi.
*nwh.* pjesëz mohuese; mohues.
*mospërf.* fjalë ose shprehje me ngjyrim mospërfillës.
*muz.* term në muzikë.
*ndajf.* ndajfolje.
*ndërt.* term në ndërtim.
*num. përmb.* numëror permbledhës. *num. rresht.* numëror rreshtor. *num. them,* numëror themelor. *nxit.* pjesëz nxitëse.
*nj.* numri njëjës.
*opt.* term në optikë.
*pakr.* koha e pakryer.
*pakuf.* përemër i pakufishëm.
*palak.* fjalë e palakueshme.
*paleont.* term në paleontologji.
*pandr.* fjalë e pandryshueshme.
*parafj.* parafjalë.
*pasth.* pasthirrmë.
*pavet.* folje pavetore.
*peshk.* term i peshkatarisë.
*përb.* fjalë ose shprehje me ngjyrim
përbuzës. *përçm.* fjalë ose shprehje me ngjyrim
përçmues.
*përd.* përdoret si...
*përem.* përemër.
*përf.* me përdorim perforates.
*pirk.* fjalë a shprehje përkëdhelëse.
*përmb.* permbledhës.
*pis.* folje e diatezës pësore; me
kuptim pësor.

*pj.* pjesëz.
*pjes.* pjesore.
*poet.* fjalë a shprehje poetike.
*poh.* pjesëz pohuese; pohues.
*pr.* përemër pronor.
*prov.* proverb.
*psikol.* term në psikologji.
*pyet.* përemër pyetës.
*pyllt.* term në pylltari.
r. rase.
*radio.* term i radioteknikës.
*rrallë.* fjalë a shprehje e përdorur
rrallë. *rrjedh.* rasa rrjedhore.
*spec.* term special ose term që për
doret në dtsa fusha. *sport.* term i sportit e i fizkuJturës.
*sh.* numri shumës.*shah.* term në lojën e shahut.
*shak.* fjalë a shprehje që përdoret
me shaka.
*shar.* fjalë a shprehje sharëse.
*shkurt.* shkurtim.
*shtypshkr.* term në shtypshkronjë.
*tall.* fjalë a shprehje Ullëse.

*teatër.* term i teatrit.
*tek.* term në teknikë.
*tekst.* term në industrinë tekstile.
*ir.* trajtë.
*treg.* term në tregti.
*thjeshttigj.* fjalë ose shprehje e thjesht-ligjërimit.
*ur.* urim.
i<r<#t. mënyra urdhërore.
IUA. term në ushtri.
*vet.* vetëm.
*veter.* term në veteriaari.
*vetor.* përemër vetor.
*vetv.* folje e diatezës vetvetore; me
kuptim vetvetor.
*vjet.* fjalë ose shprehje e vjetruar.
*zakon.* zakonisht.
*zool.* term i zoologjisë; eraërtim per
kafshë.
*zvog.* me kuptim zvog6lues.
*zyrt.* fjalë ose shprehje e punëve
zyrtare.

## SHENJAT

“ theksi i fjales.
 — shenja që ndan pjesën e ndryshueshtne nga pjesa e
pandryshueshme e fjales.
~ — shenja që përfaqëson pjesën e pandryshueshme të fjales.
^ — shenja pas së dies jepet frazeologjia.
D • • • D — shenja që mbyllin një thënie me dy a me shumë pjesë.
— — shenja që vihet pas a përpara një teme fjalëformuese ose pas një parashtese.A I. 1. Një nga zanoret e gjuhës shqipe dhe shkronja e parë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë zanore. *Zanorja a. Tingulli a. Shkronja a.*
2. *si em. f.* Zanorja dhe shkronja a. *A-ja e vogël (e madhe). A-ja e dorës (e shtypit). A-ja nistore.*
3. *si em. f. fig.* Fillimi i. një pune, pikënisja për diçka; njohuritë fillestare e më të thjeshta për diçka, abëcëja. *A-ja e çështjes (e punës). Filloj nga a-ja. E bëj nga a-ja.*
4. Simboli i një lloji vitaminash. *Vitamina A.*
• Nga a-Ja deri te zh-ja nga fillimi deri në fund, fund e krye, tërësisht.
A n *Hdh.* 1. Përdoret për të lidhur dy gjymtyrë të një fjalie ose dy fjali, që përjashtojnë ose që zëvendësojnë njëra-tjetrën; ose, o. *Sot a nesër. Shpejt (herët) a vonë. I vogli a i madhi. Çift a tek ? Atë a këtë? Bën a s'bën? Vjen a s'vjen? E di a s'e di?*
2. Përdoret e përsëritur për të lidhur dy gjymtyrë të një fjalie ose dy fjali që veçohen njëra nga tjetra, që i kundërvihen njëra-tjetrës nga kuptimi ose që plotësojnë njëra-tjetrën; ose. *A unë a ti. A sot a kurrë. A s'e ka ditur, a e ka harruar.*
3. Përdoret për të lidhur dy gjymtyrët e një togfjalëshi foljor, ku folja përsëritet me mohim për ta shprehur veprimin në shkallë të lartë; apo. *Këndonte a s'këndonte. Qante a s'qante. Binte a s'binte shi.*
• Pak a shumë *shih te* PAK.
A in *pj.* 1. Përdoret në fillim të një fjalie pyetëse për të theksuar me shumë pyetjen; përdoret në një fjali pyetëse retorike për të përforcuar shprehjen e pohimit, të mohimit a të dyshimit që nënkupton ajo. *A do të vish? A me kupton? A e mban mend? A je mirë? A ka? A mos e di? A thua? A ka gjë më të rëndë? A nuk e di ti? A do të vijë ajo ditë? A je, si je?* pyetje, që përdoret në vend të përshëndetjes, kur takohen dy veta.
2. Përdoret në krye të njërës prej dy fjalive pyetëse të zhdrejta, kur e dyta lidhet me lidhëzën Veçuese “apo”, për të theksuar kundërvënien e veprimeve. *Pyete, a do të bëhet tani mbledhja, apo u shty. Shih a erdhën, apo s'duken ende.*
3. Përdoret zakonisht në fund të një fjalie pyetëse, që shpreh habi, ironi, qesëndi, zemërim, miratim et j.; ë. *Nuk e paske, a? Po lahet, a? S'e dashka, a?*
4. Përdoret zakonisht në fillim të fjalisë për të theksuar përçmimin, qesëndinë ose ironinë; ama. *A, për ujë që qenka! A, për burrë që qenka!*
• A thua se... sikur.
A iv *pasth.* 1. Përdoret për të shprehur habi kur ndodhemi papandehur përpara një të papriture; ah. *A, kush qenka]!*
*2.* Përdoret për të theksuar shprehjen e gëzimit të kënaqësisë, të miratimit etj.; ah. *A, sa e bukur qenka!*
3. Përdoret kur shprehim zemërim, urrejtje, qortira, dhembje, keqardhje etj.; *ah. A, sa me dhembi! A, në të zënça!*
4. Përdoret për të shprehur mospërfillje, ironi. qesëndi ose kundërshtim, pakënaqësi për dike a diçka që nuk e miratojmë. *A, mos e pyetl A, jo, nuk jam në një mendje me ty. A, këtë dashke ti!*
5. Përdoret kur i drejtohemi një njeriu zakonisht të afërt a të njohur, me fjalë a me shpreh je që kanë ngjyrime emocionale. *Mirë, a derëbardhë! Ç”u bëre, a i vrarë! Mirë, a të keqen nëna!*
6. Përdoret kur kujtohemi papritur për diçka gjatë bisedës me dike; aha. *A, po, m'u kujtua.*
ABA,~JA . *vjet.* Shajak i hollë e i rrahur mirë zakonisht i bardhë a i murrmë. *Tirq (cibune) prej abaje. Punonin abanë.*
ABACI,~A . *sh. ~, ~*TË *fet.* I. Manastir ose kuvend i pasur katolik, që drejtohet nga një abat; ndërtesat e këtij manastiri (në vendet ku vepron kisha katolike; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
2. TreVa ku shtrihet pushteti fetar i abatit.
ABAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *arkit.* Pllakë katrore në pjesën e sipërme të kreut të një shtylle.
2. Cope e vogël dërrase a kartoni, që përdoret si mjet i thjeshtë për mësimin e numërimit; mjet njehsimi me gogla të ngjyrosura, të shkuara në disa radhë telash. *Abak i ndarë në shtylla. Bëj një abak.*
ABANOZ,~I *m. bot.* Bimë e vendeve të nxehta, me dru të çmueshëm, të rëndë e të forte, zakonisht me ngjyrë të zezë, i cili përdoret për orendi, për vegla muzikore e për punime artistike. *Abanoi i zi (i kuq). Dru abanozi. Orendi prej abanozi. Vegël muzikore prej abanozi.*
*k* U be abanoz rroi shumë kohë, jetoi gjatë.
ABAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* I pari i murgjve në një abaci; titull kishtar i afërt me atë të ipeshkvit; prift katolik (në vendet ku vepron kisha katolike; në të kaluarën edhe në Shqipëri).

# A

ABAZHUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mbulesë prej qelqi, prej metali ose prej një lënde tjetër, që shërben për ta mbledhur dritën e llambës elektrike në një drejtim, për të mbrojtur sytë nga drita e forte ose për zbjilcurim; mbështetësja për llambën bashkë me këtë mbulesë. *Abazhur tryeze (muri). Abazhur pjatë. Llambë me abazhur. Ndez abazhurin.*

ABC *[lexo:* abëcë], ~JA . *shih* ABËCË,~JA. *Abc-ja e shqipes. Abc-ja e edukatës. Mësoj abc-në.*

ABD *[lexo:* abëdë], ~JA . *usht.* Shkurtim për: Artileria bregdetare.

ABDIKIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimit të foljes ABDIKOJ. *Abdikim i detyruar. Akti i abdikimit. Bëri abdikimin.*

ABDIKOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Heq dorë zyrtarisht nga pushteti mbretëror. *Abdikoi nga froni.*

ABE,~JA. *sh.* ~, ~TË *krahin.* 1. Hije, fantazmë. *Sillet si abe. lu duk si abe.* 2. Hijeshi. *Flet me abe.* ABECE,~JA . *sh.* ~, ~TË. *shih* ABËCË,~JA.

ABETAR/E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Libër fillestar për të mësuar shkrim c këndim. *Abetare e gjuhës shqipe. Abelare për të rritur. Festa e abetares.*

ABËCË,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Alfabeti i gjuhës shqipe, i emërtuar sipas tri shkronjave të para të tij; alfabet. *Abëcëja e shqipes. Mësoj abëcënë.*

2. *vet. nj. fig.* Fillimet e një pune, hapat e para; njohuritë e para më të thjeshta e me të domosdoshme për diçka, bazat e diçkaje. *Abëcëja e marksizmit. Abëcëja e artit (e shkencës). Abëcëja e jetës.*

ABIS,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Humnerë, hon. *Në buzë të abisit. Gjëmon abisi.*

ABISIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* ABISINAS,~I.

ABISINAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës i Abisinisë ose ai që e ka prejardhjen nga Abisinia; etiopas.

ABISINAS,~E *mb.* Që lidhet me Abisininë ose me abisinasit, që është karakteristik për Abisininë ose për abisinasit, i Abisinisë ose i abisinas ve; që Ishte krijuar nga abisinasit; etiopas. *Populli abisinas. Kufiri abisinas. Këngë (voile) abisinase.*

ABORDAZH,~I m. *sh.* ~E, ~ET *det.* Mënyrë e vjetër luftimi në det, kur anijet puqeshin e kapeshin me çengela që luftuesit të përlesheshin trup me trup; ndeshje e papritur e dy anijeve. *Anije abordazhi. Luftim abordazhi. Bënë abordazh.*

ABORT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mjek. shih* DËSHTIM, ~Ii. *Abort i vetvetishëm (i plotë). Bëri abort.*

ABORTAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *mjek.* Ndarje e veçantë në shtëpinë e lindjes për parandalimin dhe mjekimin e dështimeve; dështimore. *U shtrua në abortar.*

ABRASH,~E *mb. bised.* 1. Që ka flokë, vetulla e qerpikë të verdhë më të bardhë ose që ka preka në fytyrë (për njerëzit); që ka njolla të bardha ose qime të zbardhëta në trup e në turi (për kuajt); i larmë, laraman. *Njeri abrash. Kalë abrash. Vezë abrashe.*

2. *fig.* Që është pak i prapë, i vrazhdë e jo i shkueshëm; që besohet se sjell prapësi, këmbëters. *Djalë abrash. Kalë abrash.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

ABRASH/E,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET *bised.* Pikël e murrme a e zezë në fytyrë, prekë. *ka faqet me abrashe.*

ABRESH,~E *mb.* Që e ka lëkurën të zezë a të murrme (për disa fruta). *Fik abresh.*

ABSID/Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT *arkit.* Pjesë e dale në murin e prapëm të një kishe, që ka trajtën e një gjysmërrethi ose të një shumëkëndëshi; kungë, kungore.

ABSOLUT,~E *mb.* 1. Që nuk varet dhe nuk kushtëzohet nga diçka tjetër; që merret a që vështrohet në vetvete, pa u lidhur e pa u krahasuar me diçka tjetër; *kund.* relativ. *Shifër absolute. Vlerë absolute. Rritja absolute. Prodhimi absolut. ek. E vërteta absolute. filoz. Varfërimi absolut. ek. Mosha absolute, gjeol. Shkalla sipërore absolute, gjuh. Shpejtësi absolute, fiz. Lartësi absolute, gjeod. Peshë (lagështi) absolute. Ide absolute, filoz. shih tek* IDE,~JA.

2. Që është i plotë e tërësor, që nuk ka asnjë perjashtim a kufizim; që është në skajin më të tejmë të shfaqjes së vet, që nuk ka tjetër përtej tij; i përsosur. *Epërsi absolute. Qetësi absolute. Liri (drejtësi) absolute. Besim (nënshtrim) absolut. Mungesë (pamundësi) absolute. Kampion absolut. sport,* sportist që ka fituar mbi kundërshtarët e tjerë në ndeshjet e një lloji të caktuar sporti. *Zero absolute, fiz. shih te* ZERO, ~JA. *Temperature absolute, fiz. shih tek* TEMPERATURË, ~A.

3. Që është i prerë e i padiskutueshëm, që nuk bën asnjë lëshim; i domosdoshëm. *Gjykim (ton) absolut. Nevojë absolute. Në mënyrë absolute.*

*4.* Që nuk njeh asnjë ligj dhe asnjë kufizim në ushtrimin e pushtetit vetjak, që e mban në dorë gjithë pushtetin; tiranik, despotik. *Monarki absolute. Shtet (regjim, sundim) absolut. Mbret (sundimtar) absolut.*

•*k* S h u m i c ë absolute shumicë që e kalon gjysmën e tërësisë së numëruar, shumicë dërrmuese.

ABSOLUTËSI,~A . *libr.* Të qenët absolut, karakteri absolut i diçkaje; të qenët i prerë, i padiskutueshëm. *Absolutësia e kohës dhe e hapësirës. Absolutësia. e një gjykimi (e një mendimi).*

ABSOLUTISHT *ndajf.* Në mënyrë absolute, pa asnjë përjashtim, plotësisht, krejt. *Absolutisht i drejti (i domosdoshëm, i nevojshëm). Absolutisht i gabuar (i papranueshëm).*

ABSOLUTIZËM,~MI *m. libr.* Sistem sundimi, në të cilin pushtetin më të lartë e ka në dorë tërësisht vetëm një njeri (mbreti a perandori), monarki e pakufizuar, sundim absolut. *Epoka e absolutizmit. Përmbysja e absolutizmit.*

ABSOLUTIZIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ABSOLUTIZOJ, ABSOLUTIZOHET.

*Absolutizimi i një ideje (i një dallimi). Ruhem nga absolutizimi.*

ABSOLUTIZOHET *libr. Pës. e* ABSOLUTIZOJ. *Absolutizohet një rregull (një mendim).*

ABSOLUTIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* E quaj si një gjë të prerë dhe të pakundërshtueshme, e kthej në diçka absolute; e vë përmbi të gjitha, e vlerësoj jashtë çdo mase. *Absolutizon veçoritë (doll imet). Absolutizn$_n$ vetëm njërën one (njërën rrugë).*ABSTENIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET.

I. Veprimi sipas kuptimit të foljes ABSTENOJ. *Abslenimi i disa anëtarëve. E drejta e abstenimit.*
2. Qëndrim as "po" as "jo" gjatë votimit për një çështje, vote që nuk jepet për asnjërën zgjidhje. *Abstenimt s'ka.*
ABSTENOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Nuk marr pjesë në votim, nuk shprehem as "po" as "jo" për një vendim që merret me Votim; nuk marr pjesë në një punë, shmangem. *Abstenoi gjati votimit.*
ABSTENUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që nuk shprehet as "po" as "jo" në një votim. *Abstenues nuk kishte.*
ABSTRAKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *logj.*
Largimi me anë të të menduarit nga vetitë, tiparet e lidhjet e ndryshme të sendeve e të dukurive konkrete dhe dallimi, veçimi e përgjithësimi i tipareve të tyre me thelbësore; abstraktim. *Abstraksion shkencor (logjik, mendor). Forca e abstraksionit. Bëj abstraksion.* 2. Ide abstrakte, nocion abstrakt, përgjithësim teorik. *Vepron me abstraksione.*
ABSTRAKSIONtST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *art.* Ai që krijon sipas parimeve të abstraksionizmit, pasues e zbatues i abstraksionizmit.
ABSTRAKSIONIST,~E *mb. art.* Që ka të bëjë me abstraksionizmin; që ndjek e zbaton abstraksionizmin; që bëhet sipas kërkesave të abstraksionizmit. *Arti abstraksionist. Vepër (pikturë) abstraksioniste. Piktor (skulptor) abstraksionist.*
ABSTRAKSIONIZËM,~MI *m. art.* Rrymë krejt formaliste e subjektiviste në artin e sotëm dekadent borgjez e revizionist, që nuk i paraqit me vërtetësi qeniet e Sendet e botës objektive, por që përpiqet të ngjallë gjoja vetëm idenë për to nëpërmjet vijash, njollash e trajtash të ngatërruara që shkatërrojnë çdo forme reale. *Arti i abstraksionizmit. Pasuesit e abstraksionizmit.*
ABSTRAKT,~E *mb.* 1. Që nuk kapet me anë të shqisave, por që del me anë të përgjithësimit mendor; që del me anë të abstraksionit dhe që mbështetet tek ai; *kund.* konkret. *Ide abstrakte. Nocion abstrakt. Puna abstrakte. tek.*
2. Që është i shkëputur nga realiteti, që nuk është i lidhur me jetën e gjallë; tepër teorik e i papërcaktuar; i vështirë për t'u kapur e për t'u kuptuar. *Teori abstrakte. Diskutim abstrakt. Në mënyrë abstrakte.*
3. *gjuh.* Që emërton një cilësi a tipar ose një veprim shkëputurazi nga sendi që e ka cilësinë a tiparin ose nga vepruesi; *kund.* konkret. *Emër abstrakt. Kuptim abstrakt.*
4. *mat.* Që nuk shoqërohet me emrin e njësisë së matjes ose të sendeve të numëruara. *Numër abstrakt. Madhësi (shifër) abstrakte.*
5. *si em.* ~E, ~JA . Diçka që është nxjerrë me anë të përgjithësimit mendor dhe që vështrohet e shkëputur nga sendet, dukuritë dhe vetitë e marrëdhëniet e tyre konkrete; *kund.* konkrete. *Nga konkretja tek abstraktja.*
ABSTRAKTËSl,~A . *libr.* Të qenët abstrakt, karakteri abstrakt i diçkaje. *Abstraktësia e arsyetimeve.*
ABSTRAKTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ABSTRAKTOJ, ABSTRAKTOHEM. *Abstraktim gramatikor. Abstraktimi nga e veçanta. Bëj abstraktim.*
ABSTRAKTOHEM *vetv. libr.* 1. Largohem me anë të të menduarit nga tiparet konkrete të sendeve e të dukurive dhe i përfytyroj ato në mënyrë abstrakte. *Abstraktohem nga e veçanta.*
*2. Pës. e* ABSTRAKTOJ.
ABSTRAKTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *libr.* Veçoj me anë të të menduarit dhe përgjithësoj tiparet e lidhjet e veçanta të sendeve e të dukurive, bëj abstraksion. *Abstraktoj veçoritë (anët...).*
ABSDRD,~E *mb. libr.* Që është në kundërshtim me arsyen e shëndoshë e me logjikën, që është pa kuptim, jashtë mendjes. *Mendim (gjykim) absurd. Pikëpamje (ide) absurde. Është krejt absurde.*
ABSURDITET,~I m. *sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. *vet. nj.* Të qenët absurd, karakteri absurd i diçkaje. *Absurditeti i një arsyetimi (i një mendimi, i një teorie).*
*2.* Diçka fare pa kuptim e jashtë mendjes, ide absurde, marrëzi. *Absurditetet e fesë. Thotë absurditete. E çon (e shpie) deri në absurditet diçka. Bie në absurditet.*
ABSHISË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mat.* Njëra nga koordinatat, që shërbejnë për të përcaktuar vendin e një pike në një plan (tjetra quhet ordinatë). *Boshtl* i *abshisave.*
ABUZ,~I m. *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Vend grope me shkurre e me driza të dendura, ku mezi depërton edhe drita e diellit, kullusmë; vend i përshtatshëm për t'u fshehur a për të zënë pusi. *U fsheh (u fut) në një abuz. Rrinin abuzeve (nëpër abuze).*
ABUZIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* SHPËRDORIM,~I. *Zbuloj (dënoj) abuzimet. Benin abuzime.* 2. Përdorimi jashtë mase i pijeve a i barnave, teprim në të ngrënë etj. *Bën abuzim.*
ABUZOHET. 1. *pës. shih* SHPËRDOROHET.
2. *pavet.* Kalohet masa, teprohet, përdoret pa Vend e pa qenë nevoja.
ABUZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* SHPËRDOROJ 2. *Abuzoj besimin. Abuzon detyrën (të drejtën).*
*2. jokal.* E kaloj masën, e teproj (në të pirë, në të ngrënë etj.).
ABUZUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. *shih* SHPËRDORUES,~I.
ACAR,~I *m.* 1. Të ftohtë i madh, i thatë e me ngricë; fraq, cingërimë, thëllim. *Acar i ashpër. Acari i dimrit. Bën (ka) acar.*
2. *kryes. sh.* ~E, ~ET. Të ftohtat e dimrit, ngricat. *Duron (kalon) acaret.*
3. *fig.* Ashpërsi, vrazhdësi; zemërim. *I ffet me acar. E merr me acar.*
4. *fig.* Frikë që të ngrin zemrën. *hyri acari në shpirt. Rrinte me acar në zemër.*
5. *përd. mb.* Shumë i pastër e i ngrirë (për veshjen). *ka petkat acar.*
ACAR,~E *mb.* 1. I acartë. *Mot (dimër) acar. Erë acare.*
*2.* Shumë i pastër e i kulluar, shumë i kthjellët. *Ujë acar.*
3. Shumë i pastër e i rregullt në veshje, që mbahet akull; që mban pastërti c rregull. *Djalë acar. Grua acare.*4. *fig.* I mprehtë, i shkathët. *Fëmijë acar.* ACAR *ndajf.* 1. pastër e bukur, akull. *veshur acar.*
2. Ashpër, më të egër, vrazhdë. *Foli acar. U soil acar.*
3. *fig.* Pisk, ngushtë. *E ka punën acar.* ACARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Zile shumë e vogël.
ACARl,~A . 1. Acar, të ftohtë i madh. *Acaria e. dimrit.*
*2.* Pastërti e madhe, kujdes i veçantë në të veshur. *Acari në veshje.*
*3. fig.* Ashpërsi, vrazhdësi; zemërim. *Acari fjalësh. Acari zemre. U soil me acari.*
4. *fig.* Shtrëngesë e madhe, rreptësi. *Acaria e ligjeve (e rregullave).*
ACARIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ACAROJ, ACAROHEM. *Acarimi i mo tit.*

*Acarimi i marrëdhënieve (i gjendjes, i kontradiktave...). Acarimi i plages (i sëmundjes).*
2. Shtrëngesë e madhe, detyrim i ashpër. *la vunë me acarim të madh.*
3. Zemërim me kokëfortësi. *E bën me acarim.*
ACARIMË,~A . *shih* ACARl,~A. *Acarimë e madhe.*
ACAROHEM *vetv.* 1. *vet. veta HI.* Ftohet shumë (për motin). *Acarohet koha (moti).*
2. *vet. veta HI fig.* Bëhet i nderë, ashpërsohet, keqësohet. *Acarohet gjendja (atmosfera). Acarohen marrëdhëniet (kontradiktat, punët). Acarohet lufta.*
3. *fig.* Prishera keq me dike, i keqësoj, i bëj të ndera marrëdhëniet me dike; prekem nga diçka dhe egërsohem. *Jane acaruar me njëri-tjetrin. U acaruan me fjalë.*
4. *vet. veta HI.* Pezmatohet, mahiset (p5r plagët); keqësohet, bëhet më e rëndë (për sëmundjet). *M'u acarua plaga. Iu acarua sëmundja.*
5. *vet. veta HI.* Ashpërsohet, plasaritet. *Iu acarua lëkura. Me janë acaruar duart.*
6. *fig.* I kërcënohem, i gërmushem dikujt. *Iu acarua të birit. Mos m'u acaro ashtu! I acarohet si gjel.*
7. *Pës. e* ACAROJ 1.3.
ACAROJ *kal,* ^VA, ~UAR. 1. E bëj të
nderë, tendos, ashpërsoj, keqësoj. *Acaron marrëdhëniet (gjendjen, kontradiktat). I acaruan fjalët. I acaroi nervat. E acaroi deri në kulm.*
2. *vet. veta III.* E pezmaton (për plagët); e bën më të rëndë, e keqëson (për sëmundjet). *E acaron plagën. I acaroi sëmundjen (kollënj.*
3. Tendos, ngreh. *Acaroj telat e çiftelisë.*
4. *jokal.* Heq keq, vuaj për një gjë; sharroj, pëlcas. *Acaroi për një.*
ACARTË (i,e) *mb.* 1. Shumë i ftohtë, i akullt; me ngricë (për motin). *Mot (dimër) i acartë. Kohë e acartë. Nate (ditë) e acartë. Erë e acartë.*
*2. fig.* I ashpër, i vrazhdë, i egër. *Fjalë të acarta. Sjellje e acartë.*
ACARUAR (i,e) *mb.* 1. I tendosur e i ashpërsuar aq sa mund të çojë në ndeshje ose në shpërthim shumë i nderë. *Marrëdhënie të acaruara. Gjendje e acaruar. Me nerm të acaruara.*
*2.* Që është bërë i ashpër, i vrazhdë e i zemëruar. *Zë (ton) i acaruar.*
3. Që është pezmatuar, që është malcuar (për plagët); që është keqësuar e rënduar me shumë (për sëmundjet).
ACETIK,~E *mb. kim.* Që ka të bëjë me acidin e uthullës ose me prodhimin e tij, uthullor. *Acid acetik* acidi i uthullës.
ACETILEN,~I *m. kim.* Gaz pa ngjyrë i përbërë nga karboni e hidrogjeni, që digjet me një dritë të bardhë të forte e që përdoret për ngjitje, për ndriçim etj. *Llambë me acetilen. Ngjitje me acetilen.*
ACETON,~l *m. kim.* Lëng i pangjyrë e i avullueshëm, me erë të forte si të eterit, që përdoret për prodhimin e lëndëve shpërthyese, të mëndafshit artificial etj. dhe si tretës për ngjitjet. *Ngjit (tret) me aceton. Pastroj me aceton.*
AClD,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Bashkim kimik, zakonisht i lëngshëm, me shije të thartë e me veti gërryese, që përmban hidrogjen dhe që me metalet jep kripëra; thartor. *Acid sulfurik (borik, acetik...). Acid yndyror (organik...). Acid i forte (i holluar). Acid akumulatorësh.*
AClD,~E *mb. kim.* Që përmban acid; që ka vetitë e acidit; thartor. *Kripëra acide. Toka acide. Shkëmb acid.*
ACIDEDASHËS,~E *mb. biol.* Që rritet mirë në një mjedis acid, që ka nevojë për një mjedis acid për t'u zhvilluar mirë. *Bimë acidedashëse.*
ACIDEDURUES,~E *mb. spec.* Që u qëndron acideve, që nuk gërryhet nga acidet. *Lëndë (materiale) acideduruese.*
ACIDIM,~I *nt. kim.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ACIDOJ, ACEDOHET. *Acidimi i tokave. Ruajtja me acidim.*
ACIDOHET *vetv. kim.* 1. Kthehet në acid. 2. *Pës. e* ACIDOJ.
ACIDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *kim.* Kthej në acid; thartoj; përpunoj me acid. *Acidoj pëlhurat.*
*KÇ ndajf. krahin.* Pa futur gjë në gojë, me barkun bosh, esëll. *Jam aç.*
AÇlK,~E *mb. bised.* 1.1 hapët, i çelët (për ngjyrat). *Bojë açike. Basmë açike.*
*2. keq.* Që vepron sheshit në mënyrë jo të hijshme e pa përfillur mendimin e njerëzve përreth, i pacipë, i pafytyrë, *Grua açike. Sjellje açike.*
AÇIK *ndajf. bised.* Hapur, sheshit; qartë. *Flas açik. la them açik. E tregon açik. Del (mbron) açik. E shoh (duket) açik.*
ADALET *ndajf. thjeshtligj.* 1. Shumë, tej mase; shumë mirë, për bukuri. *Dëgjoj (shikoj) adalet. Punon adalet. U be adalet.*
2. *përd. mb.* Shumë i madh, goxha. *Një adalet tepsi.*
ADAPTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr. shih* PËRSHTATJE,~A. *Adaptim i goditur. Adaptimi i një vepre. Adaptimi i organizmit.*
ADAPTOHEM *vetv. libr. shih* PËRSHTATEM.
*U adaptohem kushteve (rrethanave).*
ADAPTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr. shih* PËRSHTAT. *Adaptoj një ndërtesë. Adaptoj një vepër.* ADASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka të ajëjtin emir me një tjetër, njëemërsh, emnak. *Jemi adashë.*
ADAxraO *ndajf. muz.* 1. Ngadalë, në mënyrë lë ngadalshme e të zgjatur (për mënyrën e ekzekutimit të një pjese). *E luaj adaxhio.*
*2. si em.* ~, ~JA . *sh.* ~, ~T. Vepër muzikore ose një pjesC e saj me kohë të ngadalshme e të zgjatur.
ADEKUAT,~E *mb. libr.* Që përputhet plotësisht me diçka tjetër, që i përshtatet a që i përgjigjet plotësisht diçkaje tjetër. *Mjete (masa) adekuate. Nocione (shprehje) adekuate. Pasqyrim adekuat I realitetit. Në kushte adekuate. Në mënyrë adekuate.*
ADERlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimit të foljes ADEROJ. *Aderimi në një traktat (organizatë). Kërkesa për aderim.*
, ADEROJ *jokat.,* ~OVA, ~CAR *libr.* Bashkohem me një pikëpamje, me një rrymë të mendimit ose me një lëvizje politike, shkencore etj.; bëhem anëtar i një organizatë, i një shoqate etj. *Aderoj në një marrëveshje (traktat, pakt). Aderoi në një parti (organizatë). Aderoi në një lëvizje.*
ADET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *Bised.* Zakon. *Adet* I *vjetër (t keq, i ri). Bëj adetet. E kemi (për) adet. Siç është adeti. E do adeti. Sa për adet. Ruaj (shkel) adetet.*
•*k* Si adeti shumë i mirë, shumë i bukur.
ADËR,~RA . *kryes. sh.* ~RA, ~RAT *krahin.* Gjepura, profka; shaka, hoka. *Thotë (thyen) adra.*
ADËRTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Ai që thotë gjepura, profkatar; hokatar, shakaxhi.

ADJUTANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Oficer i caktuar pranë një komandanti ose pranë një shtabi për të kryer detyra ndihmëse, oficer ndihmës. *Adjutanti i komandantit.*

ADJUTANTURË,~A . *usht.* Detyra, puna e adjutantit; zyra e adjutantëve.

.ADMIN1STRATË, ~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Forme e veprimtarisë shtetërore, krahas asaj ligjvënëse e gjyqësore, për të ushtruar pushtetin shtetëror nëpërmjet organizimit të drejtpërdrejtë të funksioneve të shtetit e të veprimtarisë ekzekutive-urdhërdhënëse; sistemi i organeve shtetërore ose organet ekzekutive-urdhërdhënëse, që ushtrojnë pushtetin shtetëror në formën e këtaj veprimtarie. *Administrata shtetërore. Administrata e re (e vjetër). Administrata gendrore. Organet e administratës së shtetit.*

*2.* Njësi organizative e një sektori të ekonomisë ose të kulturës; organi drejtues i një njësie të tillë, së bashku me aparatin përkatës; zyrat e një ndërmarrjeje, kooperative, institucioni ose të një shërbimi shtetëror; ndërtesa e këtij organi ose e këtyre zyrave. *Administrata e ndërmarrjes (e kooperativës, e shkollës...). Përgjegjësi i administratës. Punonjësit e administratës. Zyrat e administratës. Kaloj nga administrata në prodhim.*

3. *përmb.* Tërësia e nëpunësve, që veprojnë në aparatin shtetëror ose në një njësi organizative shtetërore. *Administrata e fabrikës (e institutit). Shkurtoj administratën.*

*4.* Grupi që ushtron pushtetin politik dhe ekzekutiv në një vend borgjez; nëpunësit e aparatit shtetëror ose të një sipërmarrjeje kapitaliste në një vend
borgjez. *Administrate e kalbur. Administrata e sipërmarrjes.*

*S.* Organet që ushtrojnë pushtetin në një krahinë ose në një vend të pushtuar dhe veprimtaria e tyre. *Administrata ushtarake (koloniale). Administrata e pushtimit.*

ADMINISTRATIV,~E *mb.* 1. Që ushtron pushtetin shtetëror në formën e veprimtarisë urdhërdhënëse e ekzekutive, që ka të bëjë me organizimin e zhvillimin e kësaj veprimtarie. *Pushtet administrate. E drejta administrative.*

2. Që ka të bëjë me njësitë organizative, të cilat ushtrojnë veprimtarinë urdhërdhënëse dhe ekzekutive në emër të shtetit. *Njësi (gender) administrative. Ndarja (harta) administrative. Kufijtë administrative.*

3. Që ka të bëjë me punën e administratës; që i përket administratës; që bëhet nga administrata; i administratës. *Aparat (këshill) administrate. Vendim (urdhër, komrott) administrativ. Masa (metoda) administrative. Me rrugë administrative. Zëvendës për anën administrative.*

ADMINISTRATIVISHT *ndajf.* 1. Nga ana administrative; nga pikëpamja e lidhjeve administrative. *Administrativisht i pavarur. Lidhet (varet) administrativisht. Bën pjesë administrativisht.*

*2.* Me rrugë administrative, nëpërmjet administratës, me anë të urdhrave e të vendimeve të administratës. *Zgjidh administrativisht një çështje. E dënuan administrativisht.*

ADMINISTRATIVO-TOKËSOR,~E *mb. drejt.* Që ka të bëjë me administrimin e vendit sipas ndarjes në krahina si njësi organizative, të cilat ushtrojnë veprimtarinë urdhërdhënëse dhe ekzekutive. *Ndarje administrativo-tokësore. Njësi administrativo-tokësore.*

ADMINISTRATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Nëpunës i ngarkuar për të ndjekur detyrat e administratës në një ndërmarrje, në një institution etj.; punonjës me përgjegjësi i administratës. *Administratori i ndërmarrjes (i institutit...). Zyra e administratorit.*

*2.* Nëpunës me përgjegjësi në yendet ku sundon prona private, i ngarkuar të adrninistrojë një sipërmarrje a një pasuri dhe të kujdeset për të, që t'i sigurojë fitimet pronarit. *Administrator i pronave (i pasurive). Administrator i një banke (i një shoqërie, i minierave...).*

ADMINISTRlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ADMINISTROJ, ADMINISTROHET.
*Administrimi I të ardhurave (i banesave, i pronës...). Administrimi i lekut të popullit. Parimet socialiste të administrimit të ekonomisë.*

ADMINISTROHET. *Pës. e* ADMINISTROJ. *Administrohet nga ndërmarrja (kooperativa).*

ADMINISTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Drejtoj dhe organizoj punën në një fushë a në një degë të ekonomisë ose të kulturës sipas rregullave dhe ligjeve të shtetit. *Administron ekonominë. Administron mirë.*

*2.* Kujdesem për një pasuri ose për një vlerë, që të përdoret mirë sipas rregullave ose sipas nevojave; qeveris, mbarështoj; përdor. *Administroj vlerat (të ardhurat, fondet). Administron pasurinë e përbashkët (pronën socialiste). Administron token (banesat... ).*

ADMINISTRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me administrimin e një pasurie, të nj6 ndërmarrjeje etj.

ADMIRAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Grade e lartë në flotën detare ushtarake të një shteti, e cila i përgjigjet gradës së gjeneralit të armatës në forcat tokësore; ushtaraku që mban këtë grade (në ushtritë që kanë grada).

ADMIRIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ADMIROJ, ADMIROHET.

2. Ndjenja e këndshme që kemi kur admirojmë diçka; vlerësirai i lartë e mirëdashës i punës e i veprave të dikujt. *Kam admirim. Ngjall admirim. Shoh (las) me admirim. Fitoi admirimin e të gjithëve.*

ADMIROHET. *Pës. e* ADMIROJ.

ADMIROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vështroj meëndje të madhe e me habi diçka të bukur e tërheqëse; vlerësoj lart dhe me kënaqësi veprat, qëndrimet e vetitë e mira të dikujt. *Admiroj bukurinë (guximin, qëndrimin) e dikujt. Admiroj punën (veprën) e dikujt. Admiroj natyrën.*

ADMIRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ka admirim për diçka ose për dike. *Admirues i natyrës (i letërsisë, i muzikës...). Rrethi i admiruesve.*

ADMIRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ngjall admirim, që është për t'u admiruar. *Vepër (punë, sjellje...) e admirueshme. Qëndrim i admirueshëm. Përparim i admirueshëm.*

ADOPTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ADOPTO J, ADOPTOHEM.
*Adoptimi* i *një fëmije. Adoptimi i një vendimi (i një ligjiy i një thirrjeje). Bëj adoptimin e një fëmije.*

ADOPTOHEM *libr. Pës. e* ADOPTOJ.

ADOPTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *drejt.* Marr në familje një të mitur dhe e rrit si fëmijën tim, e bëj zyrtarisht bir a bijë në shpirt një fëmije të tjetërkujt. *Adoptoj një djalë (një vajzë).*

2. *libr.* Pranoj me anë të votimit një vendim, një thirrje etj., marr; pranoj të ndjek a të zbatoj një Vijë, një parim,

një metodë pune etj. *Adoptuan një rezolutë. Adoptoi një metodë (një politikë, një doktrinë).*

ADOPTUAR (i,e) *mb. drejt.* 1. Që është bërë nga dikush bir a bijë në shpirt me ligj, që është marrë zyrtarisht si fëmije në një familje. *Fëmije (djalë) i adoptuar. Vajzë e adoptuar.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

ADOPTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *drejt.* Ai që ka bërë bir a bijë në shpirt një fëmije të tjetërkujt.

ADRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shënim mbi një zarf ose mbi një dërgesë postare, që tregon emrin e marrësit dhe vendbanimin e plotë të tij; shënimi i p)otë i vendit ku banon zakonisht ose ku ndodhet përkohësisht një njeri, ku gjendet një ndërmarrje, një institucion etj., drejtim. *Adresë e përpiktë (e plotë). Adresa e re (e vjetër). Adresa e dërguesit. Zyra e adresave. Libri i adresave. Jap (lë) adresën. I marr (i kërkoj) adresën. Gaboj adresën. gjith. fig. Në adresën e shtëpisë (e zyrës).*

2. Drejtim. We *adresë të dikujt* në drejtim të dikujt, për dike; në lidhje me dike. *Pa adresë pa.* drejtim të caktuar. *Kritikë pa adresë. Top pa adresë. sport.*

Na harroi adresën *shak. shih te* HARROJ. ADHURIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të

foljeve ADHUROJ, ADHUROHEM. *Ndjenjë adhurimi. Në shenjë adhurimi. Flas me adhurim. Ngjall adhurim. Kam adhurim për diçka (për dike).*

ADHUROHEM. *Pës. e* ADHUROJ. *Është për t'u adhuruar.*

ADHUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kam da

shuri të zjarrtë dhe nderim të madh për dike ose për diçka. *Adhuroj Urine. Adhuroj poezinë (artin... ). Adhuroj bukuritë e natyrës.*

2. *fet.* Sipas paragjykimeve fetare: e quaj dhe e nderoj dike a diçka si perëndi, i përulem e i falem duke e njohur si hyjni me fuqi të mbinatyrshme.

ADHURUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që adhuron dike ose diçka. *Adhurues i artit (i letërsisë, i natyrës...).*

ADHURUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është për t'u adhuruar, që të bën ta duash e ta nderosh shumë.

AERO- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, e cila u përgjigjet nga kuptimi fjalëve: ajror, i ajrit. nga ajri, me anë të ajrit; i aviacionit; p.sh. aerodinamikë, aerografi, aeromekanikë, aeroterapi etj.

AERODINAMIK,~E *mb. fiz.* Që ka të bëjë me aerodinamikën, i aerodinamikës; që ka trajtë të përshtatshme për të çarë lehtë ajrin kur lëviz me shpejtësi. *Force aerodinamike. Gyp aerodinamik. Trajtë (forme) aerodinamike.*

AERODINAMIKË,~A . *fiz.* Pjesë e fizikës, që studion ligjet e lëvizjes së ajrit e të gazeve të tjera, si edhe veprimin e tyre mbi trupat e ngurtë që lëvizin nëpër to. *Ligjet ë aerodinamikës.*

AERODROM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fushë me piste e me pajisje të nevojshme për ngritjen, uljen dhe qëndrimin e aeroplanëve e të mjeteve të tjera fluturuese; fushë aeroplanësh. *Aerodrom ushtarak. Pista (kulla) e aerodromit. Viet në aerodrom.*

AERONAUT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që drejton një aerostat ose që fluturon me të.

AERONAUTIKË,~A . *av.* Dija mbi lundrimin në ajër me mjete fluturuese më të lehta ose më të rënda se ajri; mjeshtëria e lundrimit në ajër. *Qendra e aeronautikës.*

AEROPLAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Mjet fluturues me i rëndë se ajri, zakonisht me krahë, që punon me motor dhe që përdoret për udhëtime, për qëllime ushtarake etj.; avion. *Aeroplan reaktiv. Aeroplan dymotorësh (katërmotorësh). Aeroplan ushtarak (gjuajtës, bombardues...). Aeroplan udhëtarësh (transporti). Fushë aeroplanësh. Biletë aeroplani. Hipi në aeroplan. Zbres nga aeroplani. Udhëtoj me aeroplan. Aeroplani ngrihet (ulet, zbret, rrëzohet).*

AEROPLANMBAJTËS,~E *mb. usht.* Që është ndërtuar dhe është pajisur për mbajtjen, ngritjen dhe uljen e aeroplanëve në të (për anijet). *Anije aeroplanmbajtëse.*

AEROPLANMBAJTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET

*usht.* Anije e madhe ushtarake, që ka piste për ngritjen e uljen e aeroplanëve dhe hangarë për qëndrimin e tyre.

AEROPORT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Aerodrom i ndërtuar në vija të caktuara të udhëtimeve ajrore dhe i pajisur për nisjen e pritjen e udhëtarëve e të mallrave dhe për drejtimin e fluturimeve të aeroplanëve. *Aeroport civil (ushtarak). Aeroporti i Tiranës.* 5. Afërsisht. *Aty afër* aty rrotull.

*6. fig.* Drejtpërsëdrejti; duke i qëndruar pranë. me kujdes e vëmendje të veçantë; *kund.* larg. *Shoh nga afër. Drejton nga afër. Ndiej nga afër. Kam(mbaj) afër dike. I rri (i qëndroj) afër. I gjendet afër.*

II. *parafj.* 1. Përdoret me një emër në rasën rrjedhore, që shënon vendin, sendin ose njeriun pranë të cilit gjendet dikush a diçka, kryhet një veprim ose drejt të cilit shkon a lëviz dikush a diçka. *Afër nesh. Afër shtëpisë (lumit).*

2. Përdoret me një emër në rasën rrjedhore, që tregon kohën pak caste para së cilës kryhet një veprim, ndaj. *Afër mbrëmjes (mëngjesit). Afër dimrit. Afër të pesëdhjetave.*

III. *pj.* Pak a shumë, rreth, afërsisht. *Afër njëzet ditë. Peshon afër dy kuintalë. Merr afër dyqind veto.*

• Është afër mendsh (mendjes) kuptohet vetvetiu; është fare e qartë. Është me afër mendsh (mendjes) ka me shumë të ngjarë, është më e mundshme. Është me afër dera se qilari *fj.u. shih te* DERË,~A.

AFËRINA,~T . *vet. sh. shih* AFËRSI,~A $_2$. *Në afërinat e qytetit.*

AFËRISHT *ndajf. shih* AFËRSISHT.

AFËRM (i), ~E (e) *mb.* 1. Që ka lidhje gjaku ose lidhje familjare të ngushta me dike. *Njerëzit e afërm. Kushërinj të afërm.*

2. *shih* AFËRT (i,e) 1,2,4. *Në ditët e afërme. Në mbledhjen e afërme. Bashkëpunëtorët më të afërm.*

AFËRM, ~l(i) *m. kryes. sh.* ~, ~IT (të). 1. Njeri që ka lidhje gjaku ose lidhje të tjera familjare të ngushta me një tjetër, farefis. *Prindërit dhe të afërmit e tjerë. Ndahem nga të afërmit. Ngushëlloj të afërmit.*

*2.* Njeri që bën pjesë në rrethin e ngushtë të aty re, që bashkëpunojnë me dike në veprimtarinë shtetërore a shoqërore.

AFËRME,~JA (e) . Diçka që ndodhet pranë ose rreth nesh; diçka që shihet, që dëgjohet a preket drejtpërdret, ajo që kuptohet a kapet me lehtë; *kund.* e largët. *Nga e afërmja tek e largëta.*

AFËRMENDËSI,~A . *libr.* Të qenët afër më të vërtetën.

AFËRMENDSH *ndajf.* 1. *si fj. ndërm.* Kuptohet vetvetiu, është e qartë vetvetiu, s'ka dyshim. *Do të vonohej, afërmendsh, po të nisej me këmbë.*

*2. si pj.* Po, sigurisht, ashtu vërtet.

AFËRMENDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që kuptohet vetvetiu, që është i qartë vetvetiu; që është me afër së vërtetës.
AFËRMI (së) *ndajf.* I. Nga afër, që pranë, drejtpërdrejt. *Shoh së afër mi. Ndjek së afër mi. Njoh së afërmi.*
2. Pas pak kohe, së shpejti; para pak kohe, tani afër. *Tani së afërmi. Shfaqet (jepet) së afërmi.*
AFËRNDENJËS,~E *mb. libr.* Që ndodhet përbri, i ngjitur me një tjetër; fqinjë. *Kënde afërndenjëse. gjeom.* kënde që kanë një brinjë të përbashkët. *Brinjët afërndenjëse. gjeom.*
AFËRSI,~A . 1. Të qenët afër, të ndodhurit në një vend pranë; *kund.* largësi. *Afër si gjeografike. Në afërsi* afër, pranë.
2. *vet. sh.* ~, ~TË. Tokat a vendet që shtrihen
AEROSTAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *av.* Mjet fluturimi, si rruzull i madh, i mbushur me gaz më të lehtë se ajri, që ngrihet e qëndron për një kohë të gjatë lart në hapësirë. *Aerostat vrojtimi. Koshi i aerostatit. Fluturoi me aerostat.*
AF,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Shkëlqimi ngjyra-ngjyra j një stofi, i kadifesë etj., që ndryshon sipas këndit të vështrimit. *Af i ndritshëm (i errët). Kadife me af.*
"> AFARlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Sipërmarrës i madh privat në vendet kapitaliste, që përpiqet të nxjerrë sa me shumë fitime me çfarëdo mjeti. *Afaristët financiarë. Shpirt afaristi.*
AFARlST,~E *mb.* Që ka të bëjë me afaristët, i afaristëve; që është karakteristik për afaristin, prej afaristi. *Qarqet afariste. Ve primtari afariste.*
AFAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Një pjesë e caktuar kohe, që është e nevojshme për të bërë diçka. *Afat i mjaftueshëm. Me afat të gjatë (të shkurtër). Afati i shkollës (i shërbimit, i shfrytëzimit). I lë (i jap) afat. Shkurtoj (zgjat, plotësoj) afatin. I kaloi afati.*
2. Caku kohor (viti, muaji, dita) që është vendosur për fillimin ose për mbarimin e një pune. *Afati i parë (i funait). Afati i pagesës (i dorëzimit, i shlyerjes, i paraqitjes). Para afatit. Në afatin e caktuar. Pa afat të caktuar. Dorëzoj (kryej) në afatin e duhur.*
•*k* S'i jap afat *dikujt* e ngut tepër, e shtrëngoj, s'e lë të marrë frymë.
AFATGJATË *mb.* Që zgjat a që vepron për shumë kohë; që kërkon shumë kohë për t'u kryer; që mund të shlyhet pas një kohe të gjatë. *Program afatgjatë. Hua afatgjatë.*
AFATSHKURTËR *mb.* Që zgjat a që vepron për pak kohë; që kërkon pak kohë për t'u kryer; që duhet shlyer pas pak kohe. *Marrëveshje afatshkurtër. Hua afatshkurtër.*
AFCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Beng.
*“* AFENDIKO,~I *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* 1. *vjet.* Zotëri; pasanik (përdorej si titull zakonisht për të pasurit ortodoksë).
2. *keq.* Njeri që mbahet rëndë si zotëri, fodull.
AFERIM *pasth. thjeshtligj.* Të lumtë. *Aferim të qoftë!*
AFETAR,~E *mb.* 1. Që nuk beson në zotin, që nuk pranon asnjë fe, i pafe. *Ndjenja afetare. 2. Përd. em,* sipas kuptimit të mbiemrit.
AFETARI,~A . Të qenët afetar, mospranimi i asnjë feje.
AFETARlZËM,~MI *m. shih* AFETARI,~A.
AFËR. I. *ndajf.* 1. Në largësi të vogël nga diçka tjetër, pranë; *kund.* larg. *Afër e afër* shumë pranë, ngjitur. *Aty afër. E kam afër. Rri afër. Bie me afër.*
2. Pas pak kohe, pa kaluar shumë kohë, së shpejti; jo shumë kohë përpara; *kund.* larg. *Tashti afër. Është afër dita kur...*
3. Me lidhje gjaku ose me lidhje familjare të ngushta; *kund.* larg. *Është afër me të. Bien afër.*
4. Pa ndonjë dallim të madh nga dikush a nga diçka tjetër, me tipare të ngjashme me të; *kund.* larg. *Janë afër njëri-tjetrit. Qëndrojnë afër.*rreth e rrotull një qyteti, një fshati etj., vendet aty rrotull, rrethinat. *Në afërsitë e qytetit (e fshatit, e kështjellës). Në afërsitë e frontit.*
3. *shih* AFRI,~A 1,2. *Afërsi gjinore. Ka afërsi.*
4. *fig.* Lidhje e afërt shpirtërore; qëndrim i përzemërt e i ngrohtë. *Afërsi shpirtërore.*
5. *shih* PËRAFËRSI,~A. *Njehsim me afërsi. Gjej me afërsi.*
AFËRSIPËRFAQËSOR,~E *mb. spec.* Që ndo•dhet afër sipërfaqes, që është drejtpërdrejt nën sipërfaqe, që shtrihet jo Ifrellë. *Shtress afërsipërfaqësore.*
AFËRSIRA,~T *vet. sh. shih* AFËRSI,~A *2,*
AFËRSISHËM (“), ~ME (e) *mb, shih* PËRAFËRT (i,e). *Në mënyrë të afërsishme.*
AFËRSISHT. I. *ndajf.* Në raënyrë të përafërt, me afërsi, përafërsisht. *Përcaktoj (gjej, llogarit) afërsisht.*
II. *pj.* Pak a shumë, rreth, nja, afër. *Afërsisht njëzet ditë. Peshon afërsisht dyzet kuintalë.*
AFËRT (i,e) *mb. 1.* Që ndodhet në largësi të vogël nga diçka tjetër, që është pranë, afër diçkaje; fqinjë;,*kund.* i largët. *Fshatra të afërta. Shtëpi (rrugë) të afërta.*
2. Që e ndan pak kohë nga një cast i caktuar; që do të vijë pas pak kohe, që do të ndodhë së shpejti ose që ka qenë para pak kohe; *kuttd.* i iargët. *E ardhmja (e kaluara) e afërt. Detyrat e afërta. Qëllimi i afërt. Mbledhja e afërt. Në ditët e afërta.*
3. *shih* AFËRM (i), ~E (e) 1. *Njerëzit e afërt.*
4. Që ka marrëdhënie të ngrohta e të çiltra me dike, i dashur e i përzemërt; që bën pjesë në rrethin e ngushtë të dikujt, që ka fituar besimin e dikujt, i lidhur ngushtë me dike. *Shok (mik) i afërt. Bashkëpunëtor i afërt. Tregohem i afërt me dike.*
5. Që ka përmbajtje ose tipare të ngjashme me një tjetër. *Mendime (pikëpamje) të afërta. Qëllime të afërta. Degë (shkenca) të afërta. Fjalë me kuptime të afërta.*
6. *gjuh.* Që ka prejardhje të përbashkët me një tjetër. *Gjuhë të afërta.*
7. Që afrohet nga madhësia ose nga vlera me një tjetër. *Shuma të afërta. Dy numra të afërt. Përfundime të afërta.*
AFGAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Afganistanit ose ai që e ka prejardhjen nga Afganistani.
AFGAN,—E *mb.* Që lidhet me Afganistanin ose me afganët, që është karakteristik për Afganistanin ose për afganët, i Afganistanit ose i afganëve; që është krijuar nga afganët. *Populli afgan. Ekonomia afgane. Muzikë afgane. Valle afgane.*
AFION,~I *m.* 1. *bot. shih* HASHASH,~I 1.
2. *shih* OPIUM,~I 1. *Piu afion. U helmua me afion.*
3. *përd. mb.* Shumë i verdhë, shumë i zbehtë. *U be afion* u zverdh shumë.
AFISHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Fletë ku shkruhet njoftimi për një shfaqje, për një film, për një ndeshje sportive etj., e cila ngjitet në një vend të dukshëm. *Afishet e filmave. Afishet e teatrit. Ngjit (vëj një afishe.*
AFISHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas

kuptimeve të foljeve AFISHOJ, AFISHOHET. *Vend (kënd) afishimi. Vend i lejueshëm për afishim.*

AFISHOHET. *Pës. e* AFISHOJ. *U afishuan shifrat e planit.*

AFISHOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Vë një afishe, ngjit në vend të dukshëm një lajmërim, një shpallje etj.; bëj të njohur për të gjithë me një shpallje. *Afishoi një lajmërim. Afishoi pikat e garave.*

AFORIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT. Thënie a fjali e shkurtër, e goditur e me fuqi shprehëse, që përmban një rnendim të përgjithësuar a një mësim tës nxjerrë nga jeta. *Flet me aforizma.*

AFRAS *ndajf.* Nga afër; afër, pranë. vë *afras. Iu ndodhën afras.*

iVFRATË,~A . *I.* Lëng i bardhë si qumësht e shumë i hidhur, që bëhet kryesisht me zhivë e që përdorej zakonisht nga grate për të zbardhur fytyrën. *Lyenin fytyrën me afratë.*

2. *përd. mb.* Shumë i hidhur (edhe *fig.). Ilaçi ishte afratë. E ka gojën afratë.*

AFRAZI *ndajf.* Afras.

AFRESK,~U *m. sh.* ~E, ~ET *art.* Pikturë që bëhet me bojëra uji mbi suva të njomë; mënyra e punimit të këtyre pikturave. *Afreske mesjetare. Mur me afreske. Ngjyrat e afreskut.*

AFRI,~A . I. Lidhje gjaku ose lidhje tjetër e ngushtë familjare, farefisni. *Lidhje ajrie. Ka afri me dike.*

*2.* Ngjashmëri e madhe ose përputhje në tiparet kryesore. *Afri klasore (ideologjike). Afria e mendimeve (e qëndrimeVe). Ka afri me një tjetër.*

3. *gjuh.* Lidhje e afërt, ngjashmëri që buron nga prejardhja e përbashkët. *Afri gjuhësh. Lidhje afrie.*

*4. përmb. bised.* Të afërmit, farefisi. *U mblodh afria.*

AFRIKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Afrikës ose ai që e ka prejardhjen nga Afrika.

AFRIKAN,~E *mb.* Që lidhet me Afrikën ose me afrikanët, që është karakteristik për Afrikën ose për afrikanët, i Afrikës ose i afrikanëve; që është krijuar nga afrikanët. *Kontinenti afrikan. Vendet afrikane. Popujt afrikane. Gjuhët afrikane. Valle (këngë) afrikane.*

AFRIKATE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Bashkëtingëllore që nis të shqiptohet si bashkëtingëllore shpërthyese dhe mbaron si bashkëtingëllore fërkimore (p.sh. c, *ç, x, xh).*

AFRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve AFROJ, AFROHEM.

*Afrim i shpejtë (i dukshëm). Afrimi i pranverës (i festës). Afrimi i kongresit (i përvjetorit). Afrimi me shokët. Afrimi me bazën. Afrimi i mësuesit me nxënësit. Afrimi i shkollës me jetën. Shartim me afrim. bujq.*

AFRlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka afri me dike a me diçka. *Gjuhë të afrishme.*

*2. mat.* Qe i ruajnë drejtëzat a sipërfaqet paralele si të tilla gjatë shndërrimeve. *Shndërrime të afrishme. Gjeometria e afrishme* dija që merret me vetitë e figurave gjeometrike, të cilat ruhen gjatë shndërrimeve.

AFRO *pj.* Afër, afërsisht. *Afro dy muaj (gjysmë shekulli).*AFROAZIATIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me kontinentin e Afrikës dhe me kontinentin e Azisë të marrë së bashku; që ka të bëjë me vendet dhe popujt e Afrikës e të Azisë, i Afrikës dhe i Azisë së bashku. *Vendet afroaziafike. Popujt afroaziatikë.*

AFROHEM *vetv.* 1. Shkoj afër dikujt a diçkaje, vete me pranë; *kund.* largohem. *afrohem shtëpisë, I afrohem fshatit (qytetit). Anija iu afrua bregut.*

*Afrohem te zjarri. Afrohu! ushr., sport,* komandë për të zvogëluar Sargësinë midis rreshtave, për t'i bërë rreshtat më të shtrënguar.

2. *vet. veta HI.* Bëhet me i afërt, vjen me afër në kohë, mbefet pak kohë derisa te vijë a të përfundojë diçka; *kitnd.* IssrgoheI. *Arohet dimri (pranvera). Afrohet mëngjesi (tnbrëmja...). Afrohet Një Maji (Viti i Ri). U afruan pushimet (provimet). Po afrohet dasma (dita e nisjes). Iu afrua pleqëria (fundi).*

3. *fig.* Arrij afër një caku; ndodhem para përfundimit të diçkaje; është në të mbaruar e sipër. *afrohem fundit (zgjidhjes).*

4. *fig.* Bëhem i afërt e i dashur me dike, miqësohem, lidhern ngushtë me dike; i rri pranë dikujt, përpiqem ta t?ëj për vete dike për një qëllim; *kund.* largohem. *Afrohet me masat. Afrohem me njerëzit (me shokët).*

5. Jam i ngjashëm, përngjaj; bëhem pak a shumë i njëjtë, pothuaj barazohem me dike a me diçka tjetër; *kund.* largohem. *Afrohem në mendime. Afrohen nga pikëpamjet (nga shijet). Afrohen nga ngjyra.*

6. *Pës. e* AFROJ i.

• Nuk i afrohet (nuk i vjen) as te gishti (te thoi) i këmbës *shih te* GISHT,~I.

AFROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E shpie afër dikujt ose diçkaje tjetër, e çoj me afër; sjell pranë njëri-tjetrit; *kund.* largoj. *Afroj tryezat. Afro] karrigen (shtratin) te muri. Afroj duart. I afroj kokën.*

2. Shkurtoj kohën, sjell me afër një ngjarje; e çoj një punë gati në të mbaruar, e shpie afër përfundimit; *kund.* largoj. *Afroi ditën e dasmës. la afroi fundin.*

3. *fig.* I lidh ngushtë njërin me tjetrin, i bëj të afërt; pakësoj ndryshimet, zvogëloj dallimet që e ndajnë njërin prej tjetrit. *Afrojmë fshatin me qytetin. Afrojmë shkollën me jetën (shkencëh me prodhimin).*

4. *fig.* E tërheq dike për t'u miqësuar, e bëj për vete; miqësoj; e bëj dike më të afërt për një qëllim të caktuar, e fut në rrethin e ngushtë; *kund.* largoj. *Afroj me fjalë të mira. Ushtria i afroi me shumë.*

*5. vet. veta III.* E bën diçka të duket me afër, zmadhon (për thjerrëzat); *kund.* largon. *Syze (dylbi) që afrojnë.*

*6. jokal. shih* AFROHEM 2,5. *Afroi nata (dimri). Afroi shiu. Afroi dita e nisjes. Afroi dielli në të perënduar. Afrojnë nga ngjyra.*

AFRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është vënë pranë me një tjetër, që rri a qëndron afër, i afërt; *kund.* i )arguar. *Lule të afruara. Me duar të afruara.*

*2. shih* AFRUESHËM (i), —ME (e). *Njeri i afruar. Tregohet i afruar.*

3. *shih* PËRAFËRT (i,e). *Shifra të afruara.*

AFRtJES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor i caktuar, që merret me afrimin e lëndës së parë a të prodhimit pranë vendit të punës ose të përpunimit. *Afruesi i qymyrit (i trupave).*

AFRt)ES,~E *mb.* I. Që shkon drejt përputhjes së tipareve, që afrohet nga tiparet;. *kund.* largues. *Zhvillim afrues. Në rrugë afruese.*

*1.* Që përpiqet të jetë me i afërt e i dashur me dike; që përpiqet ta afrojë a ta bëjë për vete dike; *kund.* largues. *Qëndrim afrues.*

AFRCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që tregohet i afërt dhe i përzemërt më të tjerët, i shoqërueshëm. *Fëmijë (djaië) i afrueshëm. i ajrueshëm më të gjithë.*
*2. bised.* Që është i këndshëm në të pirë, i dashur (për pijet). *Verë (raki) e afrueshme.*
AFRUESHMËRI,~A . *\ibr.* Vetia e atij që është i afrueshëm, të qenët i afrueshëm. *Tregon afrueshmëii.*
“ AFSH,-I *m. sh.* ~E, ~ET, l. Vale e nxehtë ajri që vjen nga zjarri ose nga diçka tjetër e ngrohtë; vale ajri që vjen nga diçka e ftohtë. *Afsh i ngrohtë (i nxehlë). Afsh i ftohtë. Afshi i zjarrit (i flakes, ifurrës). Afshi i dëborës. Afshi i etheve. Afshi i tokës, Lëshon (nxjerr) afsh. Marr një afsh te zjarri.*
2. Fry më e ngrohtë që del nga goja; avull. *Afshi i gojës.*
3. Kundërmim i forte, erë e forte që vjen nga disa lëndë ose sende, duhmë. *Afsh i mirë (i keq). Afshi i gjellës (i hudhrës). Afshi i rakisë (i duhanit). Me bie afshi në hundë.*
4. *fig.* Vrull shpirtëror, zjarr i brendshëm; dëshirë e forte. *Afsh djaloshar. Afshi i zemrës (i shpirtit). Afshi i lirisë (i luftës). Flet (tregon) me afsh. Ha (pi) me afsh të tnadh.*
5. Gjendja e ndezur e kafshës në kohën e ndërzimit, kur është gati për t'u ethur; gjendja e tokës kur është e përshtatshme të mbillet. *Vjen (është) në afsh. I kalon afshi.*
AFSHËT (i,e) *mb.* Që lëshon afsh; me afsh. *Erë e afshët.*
AFSHI,~A . *shih* AFSH,~I 1,2.
AFSHOHET Vtffv. Nxehet, ndizet aq sa lëshon afsh. *U ndez e u afshua zjarri.*
AFSHON *jokal,* ~OI, ~UAR. Nxjerr afsh, lëshon afsh; del si afsh. *Afshon toka. Afshon avulli.*
AFTË (i,e) *mb.* 1. Që është në gjendje të bëjë diçka, që ka mundësi e forca për të kryer një punë. *aftë për punë (për shërbimin ushtarak). Është i aftë. Mendërisht i aftë.*
*2.* Që ka prirje për diçka, që shquhet për zotësi në fushën ku punon a meson, që e bën mirë e shpejt punën e vet, i zoti. *Nxënës (student) i aftë. Punëtor (punonjës) i aftë. Mjek (aktor, studiues) i aftë. Kuadro të aftë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Të aftët e të paaftët.*
AFTË,~A. *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. *mjek.* Fshikëz me lëng të bardhë a plage e vogël, që del në cipën e gojës ose në gjuhë nga disa sëmundje. *bëhen (i dalin) afta.*
2. *veter. shih* SHAP,~111. *Ethet e aftës. U bie afta.*
AFTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *vjet.* Copëz kartoni me një fitil të vogël në mes, që vihej mbi vajin e mirë të kandilave.
AFTËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Mundësia për të bërë diçka, të qenët i aftë; shkalla e përgatitjes dhegatishmëria për të kryer një veprimtari, mundësia për të përballuar diçka. *Aftësi të mëdha (të kufizuara, të pakta). Aftësi mbrojtëse {luftarake). Aftësi mendore (fizike). Aftësia bleruese. Aftësia për punë. Fitof aftësi. Vë (shkrij) tëgjitha aftësitë. Ka aftësi tretëse (thithëse). Humbas aftësinë.*
2. Prirje dhe mjeshtëri që ka dikush për të kryer mirë e shpejt diçka në fushën ku punon a meson, zotësi. *Aftësi të veçanta. Aftësi krijuese (drejtuese, pedagogjike). Aftësi për muzikë (për matematikë). Ka aftësi.*
3. Mundësia që ka diçka për të nxënë, për të përpunuar ose për të prodhuar; kufiri me i lartë i kësaj mundësie. *Aftësi prodhuese. Aftësi ujitëse (lundruese). Aftësia e kanalit. Zgjeron aftësitë.*
AFTËSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve AFTËSOJ, AFTËSOHEM. *Aftësimi profesional (shkencor, ushtarak). Aftësimi i punëtorëve (i grave, i kuadrove). Kurs aftësimi. Shkalla e aftësimit.*
AFTËSISHT *ndajf.* Me aftësi, me zotësi. *Punon (lufton) aftësisht.*
AFTËSOHEM *vetv.* Bëhem i aftë; fitoj aftësi më të mëdha. *Aftësohem për punë (për mbrojtje).*
AFTËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E bëj të aftë;
e; bëj më të aftë. *Aftëson kuadrot (nxënësit).*
AFTËZIM,~I *m. veter.* Përhapja artificiale e aftës në kafshët e shëndosha të tufës së prekur, për të shkurtuar kohën e epidemisë. *Bëj aftëzimin.*
AG,~U *m.* 1. Drita ende e dobët para se të dale dielli, fillimi i agimit. *Agu i pare. Agu i dritës (i mën,gjesit). Shkrepi (zbardhi, shënoi) agu.*
*2.* GjysmerrësIrë, mjegulli. *Nëpër ag të mjegullës. E shah si nëpër ag* nuk e shquaj mirë.
3. *fig. poet, shih* AGIM,~I 3.
iAgu i syrit bebja e syrit; pike e bardhë, që del në sy. I kanë vënë ag sytë a) i kanë vënë perde sytë, i vishen sytë; b) *fig.* nuk i sheh qartë punët, nuk i kupton drejt gjërat; është verbuar.
♦ AGA,~I *m. sh.* ~LLARË, ~LLARËT. 1. Pronar tokash me i vogël se beu, në sistemin ekonomik çifligar në Shqipëri deri para Çlirimit. *Agai i fshatit. Kamxhiku i agait. Përmbysja e bejlerëve dhe e agallarëve.*
2. Alii. Titull për oficerë në ushtrinë e vjetër turke; ai që mbante këtë titull. *Agai i jeniçerëve.*
3. *vjet.* Pasanik; titull nderimi që i jepej në Shqipëri para Çlirimit një pronari ose një njeriu të pasur; përdorej edhe pas emrit të një njeriu në shenjë nderimi për të. *Djalë agai.*
4. *etnogr., vjet.* Kryetari i një çete.
5. *iron., keq.* Ai që mbahet rëndë e që sillet me vrazhdësi; ai që kërkon vetëm të jape urdhra dhe të rrojë me mundin e të tjerëve. *Rri (sillet) si aga.*
AGALLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të gjatë, me fletë gjatoshe e me push, që rritet në livadhe e në gurishta dhe që lulëzon në qershorgusht.
AGALLARI,~A *përmb. vjet.* Tërësia e agallarëve, agallarët.
AGALLESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet. shih* AGESHË,~A.
AGALLËK,~U *m.* 1. *vjet.* Të qenët aga; të jetuarit si aga. *Rronte me agallëk. Bënte agallëk.*
2. *keq.* Sjellje prej agai, qëndrim prej agai; të jetuarit në kurriz të të tjerëve si aga. *E la agallëkun.*
AGAR,~I dhe AGAR-AGAR,~I *m. spec.* Lëndë e qullët që nxirret nga disa leshterikë dhe që përdoret për ëmbëlsira, si mjedis ushqyes për mikrobet në laboratore, në industri etj.
A,GAVE,~JA . *sh.* ~'E, ~ET *bot.* Biroë e vendeve të ngrohta, me gjethe shumë të gjata, të trasha, me tul, të dhëmbëzuara e me gjemba, nga të cilat nxirren fije për industri në tekstile, për litarët etj. *Fije agaveje. Lulet e agaves. Rritja e agaves.*
AGESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet.* E shoqja e agait.
2. *iron.,, ice4.* Ajo që sillet e vepron si grua agai.
AGË,~A *m. sh.* ~ALLARË, ~ALLARËT. 1. *krahin. shih* AGA,~I.
2. *sh.* ~Ë, ~ËT *kr. pop.* Trim, bashkëluftëtar i një kreshniku (në epikën legjendare). *Agët e Jutbinës.*

AGËRSHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Rrotull që vihet në majë të boshtit për ta dredhur me lehtë, kur tjerrim fill me dorë; teshë. *I've agërshakun.*
AGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit 1 të foljes AGON. *Agimi i ditës.*
2. Koha kur nis të zbardhë dita; drita e parë e mëngjesit para se të dale dielli. *Agim i ftohtë. Agim i kuqërremtë. Drita e agimit. Në agim. Para agimit. Zbardhi (shkrepi) agimi. Bie agimi.*
3. *fig. lart.* Fillimi i diçkaje, lindja dhe hapat e para të një ngjarjeje, dukurie etj. *Agimi i lirisë (i botës së re). Agimi i revolucionit. Në agimin e jetës (e shekullit). Në agimet e qytetërimit.*
• Agimi polar *shih te* POLAR,~E. AGIMOR,~E *mb. poet.* Që i përket agimit, i
agimit; që ndodh në agim. *Drita agimore.*
AGIMPRURËS,~E *mb. poet.* Që sjell agimin. *Drita agimprurëse.*
AGIMTAR,~E *mb. poet.* Agimor.
AGLOMERAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec. 1.* Cope a masë që del nga ngjeshja e kokrrizave të një minerali. *Furra e aglomeratit. Prodhimi i aglomeratit. 2.* Shkëmb i shkrifët, i përbërë prej copash minerali të ngjeshura njëra me tjetrën. *Aglomerat Vullkanik.*
AGLOMERIM,~I *m. spec.* Veprimi sipas kuptimit të foljes AGLOMERQJ. *Aglomerimi i mineralit të bakrit. Furra (fabrika) e aglomerimit. Makina e aglomerimit.*
AGLOMEROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *spec.* Ngjesh me nxehtësi kokrrizat ose pluhurin e një lënde dhe e bëj një cope a një masë të yetme; kokërrzoj. *Aglomeron qymyrgurin pluhur.*
AGMI,~A . 1. Zbardhëllima e parë e vagët e ditës, kuqërrimi i agut; koha para agut. *Agmia e malësisë.*
*2.* Zbardhëllimë, dritë e butë që përhapet nga sendet e bardha. *Agmi dëbore.*
3. Të skuqurit e lehtë të fytyrës nga një ndjenjë.
• Agmi njeri njeri me shpirt të kulluar, njeri zemërbardhë e i dashur.AGNOSTICIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *filoz.* Pasues dhe mbrojtës j pikëpamjeve të agnosticizmit.
AGNOSTICIST,~E *mb. filoz.* Që ka të bëjë me agnosticizmin; që ndjek e mbron parimet ë agnosticizmit. *Teori (rrymë, pikëpamje) agnosticiste. Qëndrim agnosticist.*
AGNOSTICIZËM,~MI *m. filoz.* Rrymë filozofike idealiste, që mohon mundësinë e njohjes së botës objektive dhe të Iigjeve të zhvillimit të saj.
AGNCSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bar zemre, sanëz.
AGON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. Nis të zbardhë dita, bie drita e parë e mëngjesit, afron lindja e diellit, gdhin.., *Agon dita. Pa aguar mirë.*
2. *fig. lart.* Fillon të shfaqet diçka e gëzuar, nis një ngjarje e dëshiruar, që sjell të mira e lumturi. *Agoi dita e lirisë. Aguan ditë të bardha.*
AGONI,~A . 1. Gjendje e rëndë e njeriut në çastet e fundit të jetës, që shoqërohet zakonisht me humbjen e vetëdijes dhe me grahtha; të dhënët shpirt, hekë. *Agoni e rëndë. Në çastet e agonise. Në gjendje agonie. Ëshlë në agoni.*
2. *fig.* Gjendje e rëndë dhe e pashpresë e diçkaje, që është në mbarim, në shuarje; çastet e fundit të një sistemi shoqëror, të një sundimi, dukurie etj. *Sistem (regjim, klasë) në agoni. Përpëlitet në agoni.*
0 AGOR,~I *m.* Trajtat që merr fytyra ose trupi sipas qëndrimit; vijat kryesore të një fytyre.
AGOSH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* Vijë uji, rrëke.
AGRAR,~E *mb.* 1. *shih* BUJQËSOR,~E. *Vend agrar. Krahinë agrare. Bankë agrare. Sistemim agrar.*
2. Që ka të bëjë me pronësinë mbi token, me zotërimin dhe me përdorimin e saj. *Reformë agrare. Çështja agrare. ReVolucioni agrar. Marrëdhëniet agrare. Ligj agrar.*
AGRARE,~JA . *thjeshtligj.* Reforma agrare.
AGRARO-INDUSTRIAL,~E *mb. shih* BUJQËSOR-INDUSTRIAL,~E. *Vend agraro-industrtal.*
AGREGAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *tek.* Grup makinash të ndryshme, të lidhura në një sistem për të kryer një punë të përbashkët; grup veglash të një makine, që kryejnë së bashku një proces pune. *Agregat bujqësor. Agregat petëzimi (çimenlimi). Agregatët e kombajnës. Punëtori i agregatit.*
2. *min.* Bashkim i mineraleve të ndryshme në një shkëmb të vetëm.
*3. bujq.* Lëmsh i vogël a kokrrizë dheu, që krijohet nga bashkimi i grimcave të veçanta dhe që nuk prishët në uj6.
AGREMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *dipt.* Pëlqimi që jep qeveria e një shteti për të pranuar përfaqësuesin diplomatik të një shteti tjetër. *Kërkoi agrementin.*
*1 dhanë (mori) agrementin.*
<. AGRESION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Sulm i armatosur i një shteti kundër një shteti tjetër për t'i pushtuar tokat e për ta nënshtruar, për të shtypur lëvizjet demokratilce, revolucionare ose nacionalçlirimtare dhe për të vendosur regjime reaksionare; luftë e ashpër që bën një shtet për të depërtuar me mënyra të ndryshme në një shtet tjetër e për ta dëmtuar nga ana
ekonomike, politike, ideologjike e kulturore. *Agresion i armatosur. Agresion i hapur. Agresion imperialist. Agresion ekonomik (ideologjik). Vatër agresioni. Akt agresioni. Burim luftërash e agresioni. Kryejnë (bëjnë, ndërmarrin) agresione.*
AGRESlV,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me agresionin, që i shërben agresionit; që ka si qëllim agresionin, që ka tiparet e agresionit. *Bllok (traktat) agresiv. Shtet agresiv. Luftë (politike) agresive. Plane (qëllime, veprime) agresive. Trupa agresive.*
*2.* Sulmues, goditës, armiqësor. *Qëndrim (ton) agresiv. Tip agresiv.*
3. *spec.* Që ka veprim të forte gçrryes. *Lëndë agresive. Mjedis (ujë) agresiv.*
AGRESOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që kryen një agresion, pjesëmarrës në një agresion; shteti që nis një luftë agresive. *Agresorët fashistë (imperialistë).*
AGRESOR,~E *mb.* Që kryen agresion; që i shërben agresionit, agresiv. *Ushtri (fuqi) agresore. Shtet agresor.*
AGRO- *fjalëform. libr.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, e cila u përgjigjet nga kuptimi fjalëve: agrar, agronomik; p.sh. agrobiologji, agrobotanikë, agrokimi, agrorregullore, agroteknikë etj.
AGROBIOLOGJI, ~A . Shkenca që merret me ligjet e përgjithshme biologjike, të cilat veprojnë në rritjen e bimëve e të kafshëve të dobishme dhe që shërbejnë si mbështetje për bujqësinë e për blegtorinë. *Parimet e agrobiologjisë. Kabineti i agrobiologjisë.*
AGROFOND,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bujq.* Tërësia e masave agroteknikë, që zbatohen në një tokë bujqësore dhe që

përcaktojnë gjendjen e aftësitë prodhuese të saj. *Agrofond i lartë (i pasur, i mirë). Rrit agrofondin. Zbatoj (përdor) një agrofond të ri.*

AGROKIMI,~A . Shkenca që studion përbërjen kimike të tokave, ushqimin e bimëve, përdorimin e plehrave dhe shfrytëzimin e lëndëve kimike për rritjen dhe për mbrojtjen e bimëve. *Laboratori i agrokimisë.*

AGROKIMlK,~E *mb.* Që ka të bëjë me agrokiminë, që i përket agrokimisë, i agrokimisë. *Masa agrokimike. Hartë agrokimike. Laboratori agrokimik. Njohuri agrokimike.*

AGROKOMPLEKS,~I *m. bujq.* Tërësia e punimeve dhe e shërbimeve, që u bëhen bimëve bujqësore për t'u zhvilluar mirë e për të dhënë prodhime të larta. *Zbatimi (hartimi) i agrokompleksit.*

AGROMEKANlKË,~A . Dituria mbi makinat bujqësore; mekanika bujqësore.

AGRONOM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e agronomisë; organizues i prodhimit bujqësor mbi baza shkencore. *Agronom i lartë (i mesëm). Agronomi i kooperativës.*

AGRONOME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* AGRONOM,~I.

, AGRONOMI,~A . Shkenca që studion ligjet e punimit të tokës dhe të prodhimit bujqësor; bazat shkencore të prodhimit bujqësor. *Agronomi e pirparuar. Fakulteti i agronomisë. Dega e agronomisë. Studioj për agronomi. Zbatoj agronominë.*

AGRONOMlK,~E *mb.* Që ka të bëjë me agronominë, që i përket agronomisë, i agronomisë. *Shkencat agronomike. Njohuri agronomike. Kërkime (studimt\) agronomike.*

AGROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gërshërëz e çatisë

AGRORREGULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~El
*bujq:* Tërësia e rregullave agroteknike për rritjeji e njç bime bujqësore; rregullore agroteknike. *Agrorregullorja e grurit (e palates, e pambukut). Njoh (zbatoj) agrorregulloren.*

AGROTEKNIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me agroteknikën, që i përket agroteknikës, i agroteknikës. *Masa (shërbime) agroteknike. Njohuri (metoda) agroteknike. Kodi agroteknik. Kushte (afate) agroteknike. Kabineti agroteknik.*

AGROTEKNlKË,~A Sistemi i njohurive shkencdre dhe i rregullave, që duhen zbatuar për rritjen e bimëve bujqësore. *Agroteknike e lartë (e përparuar). Agroteknika e grurit (e misrit, e drithërave). Përmirësimi i agroteknikës. Studioj për agroteknike.*

AGROZOOTEKNI,~A . Tërësia e njohurive shkencore dhe e rregullave, që duhen zbatuar për rritjen e bimëve bujqësore dhe të kafshëve të dobishme. *Fakulteti (kursi, rrethi) i agrozooteknisë. Studioj për agrozootekni.*

AGRUME, ~T . *vet. sh. bot.* Emër përmbledhës për portokallet, limonët, mandarinat, nerënxat dhe për drurë të tjerë frutorë të këtij lloji, që rriten në vende të ngrohta dhe që janë gjithnjë të blertë; kokrratj frutat e këtyre drurëve. *Mbjellja (rritja) e agrumeve. Plantacione agrumesh. Vjelja e agrumeve. Lëngje agrumesh.*

AGRUMERRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punonjës i bujqësisë, që merret me rritjen e agrumeve, rritës agrumesh.

AGRUMERRITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* AGRUMERRITËS,~I.

AGRUMlSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe AGRUMlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e gjerë e mbjellë me agrume; ngastër me agrume në një ndërmarrje ose në një kooperativë bujqësore. *Agrumishte e re. Agrumishte në prodhim.*

AGRUMOR,~E *mb.* Që është i përshtatshëm për rritjen e agrumeve, i mbjellë me agrume. *Zone agrumore.*

AGRUMORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *shih* AGRUMISHTE,~JA.

AGSHOL,~I *m.* Fillimi i agimit, agu. *Në agshol të dritës.*

A;GULIÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të hollë, me gjethe vezake, me lule të verdha, që rritet në livadhe dhe që çel në fillim të pranverës; lule pranvere. *Çelin (dalin) aguliçet. Mbledh aguliçe.*

AGULIÇORE,~T . *vet. sh. bot.* Emër i përbashkët për aguliçet dhe për bimët e tjera barishtore, që hyjnë n6 një grup me to.

AGULL,~I *m. shih* AG,~U 1,2. *Ngrihet me qgull.* • Me bëjnë sytë agull me vishen, me mjegullohen sytë.

AGULLAÇ,~E *mb. krahin.* 1. I papjekur, i pabërë (për frutat). *File agullaç.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ET. Frutë e papjekur.

AGULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* AGIM,~I 2. *Drita e agullimit. Shkrepi agullimi.*

> AGULLIMË,~A . Drita e mugët e agimit. *Agu llimë e zbehtë.*

AGULLOHET *vetv.* Vagëllohet, mjegullohet, vishet (për sytë). *Me janë agulluar sytë.*

AGULLON *jokal.,* ~OI, ~UAR. *shih* AGON 1. *Agulloi dita.*

AGULLOR,~E *mb. poet.* Agimor. *Dritë agullore.*

*“* AGURlDH,~E *mb.* 1. I papjekur, i pabërë, i paarrirë (për frutat). *Rrush (fik) aguridh. Kumbull (dardhë) aguridhe.*

*2. fig.* I papjekur, pa përvojë në jetë. *Djalë aguridh. Vajzë aguridhe.*

3. if *em.* ~E, ~JA . *zakon. sh.* ~E, ~ET. Frutë e papjekur; rrush i papjekur, gresë. *Aguridhet të mbledhin gojën. Kishte ngrënë ca aguridhe. Dalëngadalë aguridhja bëhet mjaltë. fj. u.*

lAGZOT,~I *m.* I. *vjet.* Barut i imët, që vihej në bubëzën e armëve të vjetra me strall. *Dyfek (kobure) me agzot. I vë (i jap) zjarr agzotit.*

2. edhe *përd. mb. fig.* Shkëndijë, vetëtimë, zjarr. *Trim agzot. Fjalë e agzot. E ka syrin agzot.*

• Në flake të agzotit aty për aty, në mënyrë të rrufeshme. Mbaj agzotin të thatë mbaj barutin të thatë.

: AGJENCI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Degë e një institucioni qendror ose e një ndërmarrjeje kryesore, që kryen një shërbim të caktuar; degë për veprime ndërmjetësimi si përfaqësuese e një institucioni, shoqate etj. në një vend tjetër; zyrat e kësaj dege. *Agjenci tregtare (bankare, ajrore). Agjencia e udhëtarëve (e mallraVe). Agjencia e autobusëve (e taksive). Agjenci e grumbullimit (e shitjes, e peshkimit).*

*2.* Institucion i pajisur me mjetet e nevojshme, që merr dhe përhap lajme; zyrat e këtij institucioni. *Agjencia Telegrafike Shqiptare (ATSH). Agjencitë e lajmeve.*

AGJENT,~I 1 *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Përgjegjës i një agjencie; përfaqësues i një institucioni a i një ndërmarrjeje, i ngarkuar me një detyrë të caktuar në degët që varen prej tyre. *Agjent i transportit (i grumbullimit). Agjent tregtar (financiar, diplomatik). Agjent bujqësor. vjet.* teknik bujqësor i mesëm.

2. *keq.* Bashkëpunëtor i fshehtë i organeve të zbulimit të një shteti të huaj ose i organeve policore të brendshme të një regjimi antipopullor; spiun. *Agjent i fshehtë (i vjetër, i regjur). Agjent i zbulimit amerikan. Bëhet agjent. Kapën një agjent.*
3. *keq.* Ai që vihet në shërbim të synimeve e të veprimtarisë ideologjike, politike, ekonomike, ushtarake etj. të dikujt. *Agjent I fashizmit (i imperializmit, i borgjezisë).*
AGJENT,~I n *m. sh.* ~Ë, ~ËT *spec.* Shkaku i një dukurie a i një ndryshimi në natyrë ose në organizmat e gjalla, elementi a faktori veprues; shkaktari i një sëmundjeje. *Agjent fizik (kimik, atmosferik). Agjent* 1 *jashtëm (i brendshëm).*
AGJENTËRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *keq.* Qendër e organizuar zbulimi a spiunazhi, që mbledh të dhëna të fshshta dhe që zhvillon veprirntari arfniqësore kundër një vendi tjetër; grup ose organizatë, që u shërben synimeve dhe interesave ideologjike, politike, ekonomike, ushtarake etj. të një shteti, të një klase etj. *Agjenturë e rrezikshme. Agjenturë e borgjezisë (e imperializmit).*
2. *përmb.* Tërësia e agjentëve të organeve të zbulimit të një shteti të huaj. *Agjenturë e fshehtë. Zbuloj (leap, asgjësoj) agjenturën.*
AGJENTUROR,~E *mb.* Që ka të bëjë me një agjenturë; që vepron si agjenturë. *Grup (rrjet) agjenturor. Punë (Veprimtari) agjenturore.*
AGJËRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fet., \)jet. shih* AGJËRlM.~I.
AGJËRIM,~I I. *sh.* ~E, ~ET *fet., vjet.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes AGJËROJ. *Ditë agjërimi. Nuk mbajmë agjërim. Prish agjërimin. Me agjërim në gojë* pa vënë gjë në gojë.
AGJËROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *fet., vjet.* Nuk ha dhe nuk pi gjatë gjithë ditës për një kohë të caktuar; nuk ha disa lloje ushqimesh në ditë të caktuara (sipas paragjykimeve fetare).
2. *bised.* Nuk ha asgjë, nuk vë gjë në gojë. *Kam agjëruar gjithë ditën.*
•*k* Agjëron ditën e vjedh natën *keq.* paraqitet i mirë, por në të vërtetë është i keq.
AGJËRONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* Gate, çafkë.
AGJITACION,~I *m.* 1. Veprimtari me gojë ose me shkrim. që ka për qëllim përhapjen e ngulitjen e ideve e të parullave politike në masat e gjera të popullit, për të ndikuar tek ato e për t'i vënë në lëvizje. *Agjitacion politik. Agjitacion figurativ. Qendër agjitacioni. Këndi i agjitacionit. Brigade agjitacioni, Bëj agjitacion.*
2. *bised.* Përpjekje për t'i mbushur mendjen dikujt me fjalë, për ta bindur për diçka. *Agjitacion i zbrazët. I bën agjitacion.*
AGJITATIV,~E *mb.* 1. Që ka tëbëjë me agjitacionin, që shërben për të përhapur e për të ngulitur idetë e partillat politike në masat e gjera. *Punë (veprimtari) agjitative. Material agjitativ.*
*1. keq.* Që është i zbrazët e pa përmbajtje, që synon t'i mbushë mendjen dikujt me fjalë të zbrazëta. *Frazeologji agjitative.*
*6* AGJITATOR,~I 77i. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me agjitacion për të përhapur e për të ngulitur ide e parulla politike në masat e gjera, ai që është ngarkuar të bëjë punë agjitative. *Agjitator politik. Agjitator i flaktë për vijën e Partisë. Kolektivi i agjitatorëve. Brigade agjitatorësh.*
*t* AGJITPROP,~I *m.* Shkurtim i përdorur gjatë Luftës Nacionalçlirimtare dhe në vitet e para pas Çlirimit per: “agjitacion dhe propagandë”; organi a seksioni që merrej me punën e agjitacionit e të propagandës në komitetet e partisë, në organizatat e masave etj. *Agjitpropi i brigades. Drejtoria e agjitpropit. Punonjësit e agjitpropit.*
AH,~U i *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Dru gjethor i pyjeve malore, me trung të trashë, me lëvore të lëmuar të bardheme ose ngjyrë mishi, lënda e të cilit përdoret për orendi, në ndërtim etj. *Ah i bardhë (i kuq). Pyll ahu. Dm ahu. Dërrasë ahu. Tryezë (dollap) ahu.*
AH,~U n 77i. *sh.* ~E, ~ET. 1. Britma që del me shpirt për të shprehur një ndjenjë dhembjeje, hidhërimi, keqardhjeje etj. ose një ndjenjë habie, gëzimi etj. *E shkonin jetën me ahe e me ohe. Në ah të vdekjes* në grahmën e fundit.
2. *fig.* Nëmë, mallkim. *E zuri (e gjeti) ahu.*
•*k* Me ah e me bah me rënkime të mëdha, duke u ankuar për çdo gjë. Lë në ahe lë në mjerim, në vuajtje.
AH,~U in *m. shih* HAK,~U *i. Mori ahun.*
AH *jokal.,* ~A, ~UR. Bëj “ah!” për të shprehur dhembje, hidhërim, keqardhje etj. ose habi, gëzim etj.
AH *pasth. 1.* Përdoret kur shprehim dhembje, pikëllim, dëshpërim etj. *Ah, sa me dhemb! Ah, ç'më gjeti!*
2. Përdoret për të përforcuar shprehjen e kënaqësisë, të gëzimit, të adnlirimit etj.; a. *Ah, sa mirë I Ah, sa bukur! Ah, sa i lumtur jam!*
3. Përdoret kur shprehim zemërim, kërcënim etj. ose frikë, habi; a. *Ah, sa me trembe! Ah, ti qenke! Ah, në të zënça!*
4. Përdoret për të theksuar shprehjen e kundërshtimit, të mospranimit. *Ah, jo! Ah, gjer këtu!*
5. Përdoret kur shprehim një mendim që na vjen papritur ose diçka që na kujtohet aty për aty në bisedë e sipër; a. *Ah, për pak harrova! Ah, po, rriu kujtua.*
AHA *pasth.* 1. Përdoret kur kujtohemi papritur për diçka ose kur duam të tregojmë menjëherë se e kuptuam për se bëhet fjalë (gjatë bisedës me dike). *Aha, me erdhi ndër mend! Aha, tani e kuptova!*
2. Përdoret për të shprehur mospërfillje, dyshitn a mosbesim; ëhë. *Aha, s'na doli gjë!*
3. *iron.* Përdoret kur duam të theksojmë se është e pamundur të kryhet diçka, se është e kotë të shpresosh për të arritur diçka. *Aha, nuk e arriti dot!*
*f* AHENG,~GU 77i. *sh.* ~GJE, ~GJET. 1. *bised.* Argëtim me saze dhe me këngë e valle popullore, zakonisht në raste gëzimi në familje; *përmb.* sazet popullore. *Këngë ahengu. Bëj (hap, ngre) aheng. Shkoi për aheng. Mori aheng për dasmë.*
*2. keq.* Dëfrim i shthurur më të pira të tepruara e me rrëmujë.
3. 77iHz. Tërësia e këagëve dhe e melodive popullore, që këndoheshin e luheshin he raste dëfrimesh dhe që nuk përfshinin këngët rituale e gojëdhanore. *Ahengu shkodran. Këngë ahengu.*
•*k* Dasmë pa aheng punë së cilës i mungon gjëja kryesore, gjellë pa kripë.
AHENGXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *thjeshtligj.* Ai që u bie sazeve dhe këndon nëpëi ahengje; ai që merr pjesë në një aheng.
AHERE *ndajf. bised.* Atëherë.

AHISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll ahu. *Ahishti shekullore. Hyri në ahishtë.*
AHISHTOR,~I 77i. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ahishtë e vogël.
AHMARRËS,~I 77i. *sh.* ~, ~IT. *shih* HAKMARRËS,~I.
AHMARRJE,~A . *shih* HAKMARRJE,~A.
AHMERREM *retv.,* ~MORA (u), ~MARRË. *shih* HAKMERREM
AHMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* AH,~U n.
AHOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. Shpreh dhembjen me ahe, rënkoj; vuaj.
AHORE,~T . *vet. sh. bot.* Emër i përbashkët për drurë si ahu, dushku, gështenja e të tjerë, që hyjnë në një familje me ta. *Familja e ahoreve.*
AHT,~I. i *m sh.* ~E, ~ET. 1. Psherëtimë, rënkim i thellë; nëmë që del nga dhembja shpirtërore, ahu.
2. Grahma e fundit para vdekjes.
AHT,~I ii *m. arb.* JAIA AFSH,~11-4. *Ahti i detit.*
AHTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej ahu; që del nga ahu. *Dru të ahta. Lugë të ahta.*
AHUR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa përdhese e shtëpisë, ku mbahen kafshët dhe ushqimi i tyre; kasolle për gjënë e gjallë. *Ahuri i lopëve (i kuajve, i bagëtive). Nxjerr nga ahuri.*
*2.* Pjesë përdhese e shtëpisë, ku mbahen bulmeti, ~drutë, veglat etj., qilar. *Ahuri i shtëpisë (i kullës). Fus drutë në ahur.*
• Si kali në ahur *shih te* KALË,~I. Lë në ahur
*dike* e trajtoj keq një njeri, nuk tregoj asnjë kujdes për dike. Është bërë shtëpia ahur është fëlliqur shtëpia e është bërë rrëmujë. Ka plak (zot) ahuri ka kush i del zot një pune, ka kush e mbron një gjë. Pastroj ahuret e Augjiasit *libr.* vë rregull aty ku ka rrëmujë të madhe, përmirësoj me masa rrënjësore e të shpejta një gjendje më të meta të shumta të grumbulluara prej kohësh.
Al (ATlJ, *tr. e shkurt.* I; ATË, *pas parafj.* TË, *ir. e shkurt.* E; ATIJ, *pas parafj.* TIJ) *përem.* 1. *vetor.* Tregon një frymor a një send (të shënuar nga një emër i gjinisë mashkullore), për të cilin bëhet fjalë, por që nuk është i pranishëm; zëvendëson një emër të gjinisë mashkullore (në numrin njëjës), që është përmendur pak më parë ose që do të përmendet me pas. *Ai dhe ajo. Ai vetë* pikërisht ai. *Atiji takon. Dola me të. I dola përpara.*
*2. përd. em. libr.* Përdoret në vend të emrit të përvecëm të një njeriu të shquar (shkruhet zakonisht me shkronjë të madhe) ose të emrit të të dashurit në veprat letrare.
3. dëft. Tregon një frymor a një send (të shënuar nga një emër i gjinisë mashkullore), që ndodhet me larg folësit se një frymor a një send tjetër i njëjtë; zëvendëson një emër të gjinisë mashkullore në numrin njëjës, që është përmendur më parë se një tjetër; *kund.* ky. *Ai atje. Ja ai. Po (gjithë) ai* i njëjti njeri. *Ai djalë (libër). Jo ky këtu, po ai atje.*
4. dëft. Tregon njërm prej dy frymorëve ose sendeve (të shënuar nga emra të gjinisë mashkullore), që krahasohen, përqasen a kundërvihen; *kund.* ky. *Në këtë ose në atë lëmë. Nga ky ose nga ai kind vështrimi.*
5. dëft. Përdoret me një emër për të përcaktuar me mirë kohën, që shënohet nga emri ose që është përmendur me pare. *Atë vit (mot). Atë dimër. Atë mëngjes. Në atë cast.*
6. dëft. Përdoret para një fjalie të varur, e cila përcakton frymorin a sendin që tregon përemri (të shënuar nga një emër i gjinisë mashkullore), ose para një fjalie kryefjalore, e cila përcakton frymorin a sendin, që zëvendëson përemri (me kuptimin “kushdo”, “kush”). *Ai që bie për atdheun mbetet i paharruar. Ai që s'ka kokë, ka këmbë. fj. u.*
*1. dëft. Bised.* Përdoret para një emri të gjinisë mashkullore në numrin njëjës për të përforcuar një tipar a një vlerësim ose për të shprehur mospërfillje a përçmim. *Ai fare djali. Gjithë ai popull. Atë pak miell.*
8. dëft. *libr.* Përdoret në vend të një emri të gjinisë mashkullore në numrin njëjës për të mos u përsëritur emri.
Në atë mes *shih te* MES,~I. Që ç'ke më të *shih te* KAM. Java shtatë ai tetë *shih te* JAVË,~A. I kam hipur atij kali *shih te* HIPI.
AJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Kafshim. *Aj i qenit. Zë aj (me aj)* kafshoj.
2. Kafshatë. *Një aj bukë.*
AJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Kosh i madh, që përdorej për të matur drithin; masë drithërash. *Benin ajar drithin* matnin me ajar; *hist,* ndanin me masë prodhimin në pjesë për shtetin, për beun e për kishën si taksë në natyrë.
2. Sasia e pjesëve të një metali të çmuar, që gjendet te një mijë pjesë të një përzierjeje me metale të tjera, karat.
3. *bised.* Barazi në peshë, baraspeshë, drejtpeshim; përpjesëtim i barabartë, përputhje e plotë në masë e në kohë. *Vë (bëj) ajar barren* ndaj barren në pjesë të barabarta në të dy anët e samarit. *Bëj ajar kandarin* rregulloj kandarin të peshojë drejt në të dy anët. *Bëj ajar sahatin* rregulloj sahatin që të ecë me përpikëri. *Bëj ajar ujët* përziej në përpjesëtim të për shtatshëm ujë të ngrohtë e të ftohtë.
• Bëj ajar peshoj, mat (edhe^.); rregulloj; ndreq
AJAZMË,~A i . *fet., vjet.* Ujë i bekuar (sipas paragjykimeve e dogmës së ritit fetar ortodoks); ceremonia e përgatitjes së ujit të bekuar në kishë ose e spërkatjes me ujë të bekuar shtëpi me shtëpi.
AJAZMË,~A II . *sh.* ~A, ~AT *bot. shih* MENDËR,~RA. *Ajazmë e egër (e butë).*
AJDËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru gjetherënës i pyjeve malore, me lule të verdha në vile, lënda e të cilit është e forte dhe përdoret për orendi, për sende zbukurimi etj.; karthë. *Dru ajdësi.*
AJËR,~RI *m.* 1. Gaz i tejdukshëm, që mbështjell Token dhe që përbëhet kryesisht nga azoti dhe oksigjeni. *Ajër i pastër. Ajër i thatë (i nxehtë). Ajër i rëndë (i keq, i prishur). Ajër deti (mali).Rrymë ajri. Flluskë ajri. Banjë ajri. Lëvizje ajri. Lagështira e ajrit. Ndërroj (pastroj) ajrin. Marr ajër. Nxjerr në ajër.*
2. Hapësira e lire që shtrihet mbi tokë. *Ngrihet në ajër. Qëndron në ajër. Shtie në ajër. Ajri!* thirrje ushtarake, që paralajmëron një sulm nga qielli. *Raketë ajër-ajër. usht.*
3. *fig.* Mjedis; klimë. *Ndërroj ajër. Në ajër të lire, i(* Qëndron (mbetet) në ajër është pa mbështetje,
mbetet pezull. Ngre (ndërton, bën) kështjella në ajër (në erë) *keq. shih te* KËSHTJELLË,~A.
AJËRFTOHËS,~E *mb. tek.* 1. Që shërben për të ftohur ajrin (për aparate, mjete). *Aparat (mjet) ajër-ftohës.*
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Aparat i posaçëm për ftohjen e ajrit.
AJËRMATËS,~E *mb. tek.* 1. Që shërben për të matur ajrin (për aparate, mjete). *Aparat ajërmatës.*2. JI *em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Vegël e posaçme, që shërben për matjen e dendësisë së ajrit ose të trupave të tjerë të gaztë.

AJËRNGROHËS,~E *mb. tek.* 1. Që shërben për të ngrohur ajrin (për aparate, mjete). *Aparat ajër-ngrohës.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Aparat i posaçëm për ngrohjen e ajrit.
AJËRNXJERRËS,~E *mb. tek.* 1. Që shërben për të nxjerrë ajrin (për aparate, enë). *Enë ajërnxjerrëse.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~,~IT. Aparat i posaçëm për nxjerrjen e ajrit në sistemet e ngrohjes.
AJËRSHPËRNDARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bujq.* Pajisje në trajtë kafazi prej dërrasash të holla, mbi të cilën hidhet bari i njomë për t'u tharë me rrymë ajri.
AJËRT (i,e) *mb.* 1. Që është si ajri, që ka natyrën e ajrit. *Gjendje e ajërt.*
2. *fig. libr.* Që është i lehtë e i pakapshëm a i tejdukshëm si ajri. *Figure e ajërt.*
AJËRTRANSPORTUESHËM (i), ~ME *(e)mb. usht.* Që mund të mbartet me rrugë ajrore (për trupat). *Divizion i ajërtransportueshëm.*
AJËZ,~I *m. shih* AJTH,~I. *gjej ajëzin.*
AJGËTOJ *kal.,* ~OVA, ~TJAR. Shoh, shquaj për së largu; vëzhgoj, përgjoj nga larg. *Ajgëtoj një shkëmb nga larg.*
AJKË,~'A . 1. Shtresë e yndyrshme që zë përsipër qumështi pasi e ziejmë dhe e lëmë në një enë; shtresë e trashë që zë përsipër një gjellë ose një lëng kur e ziejmë. *Ajkë e trashë. Ajka e qumështit (e gjellës, e kafesë). Kos me ajkë. Gjellë (kafe) me ajkë. Zë (vë) ajkë. I marr (i heq) ajkën.*
2. *fig.* Pjesa më e mirë, pjesa më e zgjedhur; balli, lulja. *Ajka e djemve (e burrave). Ajka e Ushtarëve (e sportistëve). Ajka* e *popullit (e vendit).*
3. Lyra e leshit të palarë; djersë e yndyrshme në lëkurën e bagëtive dhe në flokët e njeriut. *Ajka e leshit. Ajka e flokëve.*
4. *përd. mb.* Gjysmë i lëngshëm e si i yndyrshëm, i butë (për salcën, baltën etj.).
• E ka gojën ajkë është gojëmbël, flet butë. I rritur me ajkë qumështi i rritur me gjithë të mirat, në mes të të mirave. E shet shkumën për ajkë *shih te* SHKUMË,~A.
AJKËMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Vegël e posaçme për të matur sasinë ose dendësinë e ajkës në qumësht.
AJKËSINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e butë që mban ujë; tokë mbujake.
AJldËT (I,e) *mb.* I trashë e i dendur si ajkë (për lëngjet).
AJKËTOHET *vetv.* Bëhet me i trashë e me i dendur, trashet (një lëng). *U ajkëtua qumështi.*
AJKËTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E bëj më të trashë e më të dendur, trash (një lëng).
AJKËTON *jokal,* ~OI, ~CAR. 1. Lëshon djersë
e lyre (për leshin, flokët, lëkurën). *ajkëtojnë flokët.*
2. Pikon me pika të trasha. *Ajkëtojnë trarët e tavanit.*
AJKËTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gett.* Gatesë me miell, me ajkë qumështi a me gjalpë, e pjekur në tepsi.
AJKËTORE,~JA i *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Vegël e
posaçme, që përdoret për t'i marrë ajkën qumështit.
2. Kadishtë ku mbledhin ajkën e qumështit për ta përpunuar me vonë. *Mbushin ajkëtoret.*
AJKËTORE,~JA ii *f.sh.* ~E, ~ET *vjet.* Dyqan ku shitej kryesisht ajkë qumështi.
AJKËTYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ajkësinë.
AJKOHEM *vetv. I.* Me lëshojnë flokët tyre; i bëhet leshi me ajkë (për bagëtinë). 2. Ndyhem me ajkën e leshit a të lëkurëve.
AJKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj me ajkë leshi a lëkurësh; ndyj, fëlliq. *Ajkoi duart me lëkurët.*
AJKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* AJKËTOR,~I.
AJKOSET *vetv.,* ~(u), ~UR. 1. Mbushet me lëng të trashë e të ëmbël, fryhet e zbutet kur piqet (zakonisht për fiqtë).
2. Bëhet e qullët, e butë dhe si e yndyrshme (për baltën); bëhet si ajkë (për salcën).
AJKOSUR (i,e) *mb.* 1. Që është mbushur me lëng të trashë e të ëmbël, që është pjekur e është bërë i butë (për fiqtë). *Fik i ajkosur.*
2. Që është bërë e qullët, e butë dhe si e yndyrshme (për baltën); që është bërë si ajkë (për salcën).
AJNlK,~U *m. krahin.* Erë e lehtë, që fryn nga deti.
AJO (ASAJ, *tr. e shkurt.* ATË^, *pas parafj.* TË, *tr. e shkurt.* E; ASAJ, *pas parafj.* SAJ) *përem.* 1. *vetor.* Tregon një frymor a një send (të shënuar nga një emër i gjinisë femërore), për të cilin bëhet fjalë, por që nuk është i pranishëm; zëvendëson një emër të gjinisë femërore (në numrin njëjës), që është përmendur pak më parë ose që do të përmendet me pa£. *Ai dhe ajo. Ajo vetë* pikërisht ajo. *Ajo punon. 1 tregoj asaj. E marr me mend. Rri me të. Jo kjo këtu, por ajo atje.*
*1. përd. em. libr.* Përdoret në vend të emrit të përveçëm të një heroine ose të emrit të së dashurës në një vepër letrare.
3. dëft. Tregon një frymor a një send (të shënuar nga një emër i gjinisë femërore), që ndodhet me larg folësit se një frymor a një send tjetër i njëjtë; zëvendëson një emër të gjinisë femërore (në numrin njëjës), që është përmendur më parë se një tjetër; *kund.* kjo. *Ajo atje. Ja ajo. Po (gjithë) ajo* e njëjta. *Ajo vajzë (rrugë). Në atë mënyrë.*
4. dëft. Tregon njërin prej dy frymorëve ose sendeve (të shënuar nga emra të gjinisë femërore), që krahasohen, përqasen a kundërvihen; *kund.* kjo. *Në këtë ose në atë fushë. Nga kjo ose nga ajo anë. Në këtë ose në atë mënyrë.*
5. dëft. Përdoret me një emër për të përcaktuar me mirë kohën, që shënohet nga emri ose që është përmendur me pare; *kund.* kjo. *Atë ditë (natë). Atë vjeshtë (pranverë). Atë here. Në atë minute.*
6. dëft. Përdoret para një fjalie të varur, e cila përcakton frymorin a sendin që tregon përemri (të shënuar nga një emër i gjinisë femërore) ose para një fjalie kryefjalore, e cila përcakton frymorin a sendin,që zëvendëson përemri. *Ishte Partia ajo, që i udhëhoqi masat në luftë.*
*1. deft, bised,* Përdoret para një emri të gjinisë femërore në numrin njëjës për të përforeuar një tipar a një vlerësim ose për të shprehur mospërfillje a përçmim. *Ajo fare grua. Gjithë ajo bukuri. Deri në atë shkallë.*
8. dëft. Përdoret për të treguar në mënyrë të përgjithësuar një mendim, një gjendje a rrethanat që përmenden më parë ose që plotësohen me pas. *Ajo që ndodhi. Atë që s'ta pret mendja. Atë që është dhënë. Sa për atë* lidhur me diçka, përsa i përket diçkaje. *Përveç asaj* përveç kësaj, gjithashtu.
9. dëft. *libr.* Përdoret në vend të një emri të gjinisë femërore në numrin njëjës për të mos u përsëritur emri.
10. dëft. *euf.* Përdoret për të zëvendësuar një emër (sëmundjeje etj.), që nuk dëshirojmë e që nuk e quajmë të udhës ta zëmë në gojë për shkak paragjykimesh a për arsye të tjera. *Ajo punë* sëmundja e tokës. *Ajo e fëmijëve (e tokës)* sëmundja e tokës. *Ato të grave* zakonet, rregullat e grave. *Ajo e gjellës* kripë gjelle.

•*k* Ajo botë (jetë) bota tjetër sipas paragjykimeve fetare e idealiste. I ra në të (në fije, në fill) *shih te* FIJE,~A. S'ka gjë në të *shih te* KAM.

i AJODHIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fet., vjet.* Pjesë ekishës ortodokse, në forme gjysmërrethi e me kube, ku prifti kryente shërbesat fetare dhe ku jepej kungimi, nafora etj.

AJOHET *vetv.* 1. Fryhen e shtrëngohen mirë dërrasat e një voze ose të një ene tjetër prej druri, pasi janë lagur, mbufatet. *Ajohet voza (bucela, korita).*

*2. Pës. e* AJOJ.

AJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Lag ose mbush me ujë një vozë a një enë tjetër prej druri, që të fryhen e të shtrëngohen mirë dërrasat e të mos rrjedhë, mbufat. *Ajoj vozën (bucelat).*

AJRI,~A . *poet, shih* AJËR,~RI 1,2. *Ngrihet (çohet) në ajri. Fluturon nëpër ajri.*

AJRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve AJROJ, AJROHET. *Ajrimi i dhomës (i klasës). Ajrimi i teshave (i drithit). Ajrimi i tokës. Ajrimi i hardhisë. Ajrimi i titullit. shtypshkr. Dritare ajrimi. Bëj ajrimin.*

AJROHET *vetv.* 1. Mbushet me ajër të paster, i ndërrohet ajri. *U ajrua dhoma. 2. Pës. e* AJROJ.

AJROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ndërroj ajrin në një dhomë a në një vend tjetër të mbyllur, fut ajër të paster. *Ajroj dhomën (klasën). Ajroj minierën.*

*2.* Nxjerr diçka në ajër të paster; hedh në erë (drithin etj.) për ta pastruar ose që të mos prishet. *Ajroj teshat. Ajroj misrin (grurin).*

3. *bujq.* Shkrifëroj token që të marrë ajër. *Ajroj token.*

*4', bujq.* Krasit a rr.alloj degët e një peme, që të marrë ajër me mirë. *Ajroj pjergullën.*

5: *shtypshkr.* Rralloj shkronjat ose rreshtat e një teksti të radhitur, që të lexohet me lehtë. *Ajroj titullin.*

AJROLUNDRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Aeronaut.

AJROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Aeroplan.

AJROR,~E *mb.* I. Që ka të bëjë me ajrin, i ajrit; që është i përbërë nga ajri, që ka ajër. *Hapësira ajrore. Rrymë (masë) ajrore. Shtypje ajrore. Grope ajrore. av. shih te* GROPË,~A.

2. Që ndodhet në ajër, që nuk është i futur në tokë. *Pjesa ajrore e bimës. Rrënjë ajrore. bot.*

3. Që ka të bëjë me lundrimin në ajër; që lidhet me mjetet për fluturimin në ajër ose që u shërben atyre; që bëhet nga ajri. *Lundrimi ajror. Fluturime ajrore. Transporti ajror. Flota ajrore. Agjenci ajrore. Posta ajrore. Forcat ushtarake ajrore. Vrojtim (zbulim) ajror. Sulm (bombardim) ajror. Alarm ajror.*

OqeanI ajror *libr.* atfflosfera. AJROS *kal,* ~A, ~UR. *shih* AJROJ. AJROSET *vetv. shih* AJROHET. AJROSJE,~A . *shih* AJRIM,~I. AJROSUR (i,e) *mb. shih* AJRUAR (i,e).

AJRUAR (i,e) *mb.* Që është ajruar; që ka shumë ajër, që ka ajër të paster. *Dhomë e ajruar. Tokë e*
*ajruar.*

AJRUES,~E *mb.* 1. Që shërben për ajrim; që sjell ajër të paster. *Gypi ajrues. Oxhak (pus) ajrues. 2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Ventilator.

• AJTH,~I *m.* 1. Palca, zemra e grurit, e misrit etj.; maja e miellit, që del nga sita e dendur. *Ajthi i grurit. 2. fig.* Thelbi, zemra, pika më e ndjeshme a më e prekshme; burimi i një pune. *gjej ajthin* i gjej rrënjët, thelbin.

AKACIE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Dru bishtajor i vendeve të ngrohta, me lëvore të plasaritur, me gjemba, me gjethe vezake të renditura në të dy anët e një bishti të gjatë dhe që bën lule zakonisht të bardha, të grumbulluara në vile e me ere të mirë; drizë e butë. *Akacie e bardhë (e verdhë). Pyll akaciesh. Lule akacieje.*

(AKADEMI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Institucion i lartë shkencor shtetëror ose shoqatë e përhershme dijetarësh e njerëzish të kulturës, që merret me organizimin e drejtimin e punës shkencore dhe me kërkime e me studime për zhvillimin e shkencave e të arteve; ndërtesa e këtij institucioni ose e kësaj shoqate. *Akademia e Shkencave e RPSSh. Akademia e arteve. Asambleja e akademisë. Anëtar i akademisë. Tnstitutet e akademisë.*

*2.* Shkollë e lartë për disa degë të veçanta; ndërtesa e kësaj shkolle. *Akademia ushtarake.*

AKADEMIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Anëtar i drejtpërdrejtë i një akademie të shkencave.

2. Titull që i jepet një dijetari, një shkrimtari, një artisti etj. nga një akademi.

AKADEMIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me akademinë, i akademisë; që është i një niveli të lartë teorik,;hkencor e artistik, që u përgjigjet kërkesave më të Dërpunuara e të rrepta të një fushe. *Titull akademik. 3otim akademik. Pikturë akademike* piktura që ndjek; ?arimet e akademizmit.

2. *fig.* Që është tepër teorik e i stërholluar, që është palidhur me jetën e me praktikën; i ftohtë, pa ndjenja. *Gjuhë akademike. Stil akademik. Me frymë akademike. Diskutim akademik. Në mënyrë akademike.*3. Që ka të bëjë me jetën e me veprimtarinë e shkollave të larta, mësimor (për shkollat e larta). *Vit akademik. Ore akademike. Jeta akademike.*

• Mbrëmje akademike mbrëmje me karakter solemn, që i kushtohet përkujtimit të një ngjarjeje të rëndësishme.

AKADEMIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ndjek studimet në një akademi; ai që ka mbaruar një akademi.

2. Përkrahës i trajtimit të çështjeve në mënyrë akademike; përkrahës i stilit akademik.

AKADEMIZËM,~MI *m.* 1. Trajtim thjesht teorik i çështjeve shkencore e mësimore, i shkëputur nga jeta e gjallë e praktika; zbatim i ngurtë i kërkesave të një fushe të shkencës, të artit etj. *Akademizëm i thatë (iftohtë). Rrymae akademizmit. Vuan nga akademizmi.*

*'2. art.* Rrymë në artet figurative, që ndjek rregulla e modele të ngurta klasike dhe që i kundërvihet drejtimit realist.

AKAPARIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *keq.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve AKAPAROJ, AKAPAROHET. *Akaparimi i mallrave (i tregut). Akaparimi i votave.*

AKAPAROHET *keq. Pës. e* AKAPAROJ..

AKAPAROJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR *keq.* Shtie në dorë e grumbulloj në sasi të mëdha një mall a diçka tjetër për të siguruar fitime me pas me rrugë të padrejta; monopolizoj. *Akaparon drithin (tokat). Akaparojnë votat.*

AKAPARUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *keq.* Ai që akaparon, ai që merret me akaparime. *Akaparues drithi (lëndësh të para).*

AKÇESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *Bised., vjet.* Gjellëbërëse.

AKÇl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised:,.vjet.* Gjellëbërës.

. AKÇIASH,~I *m. gjell.* Ëmbëlsirë me oriz, fasule, arra dhe fiq të thatë.

, AKÇIHANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET *bised., vjet.* Gjellëtore; kuzhinë.

AKË- *fjalëform.* Pjesa e parë e disa përemrave të pakufishëm dhe e disa ndajfoljeve, që u jep kuptim të papërcaktuar; p.sh. akëcili, akëkush, akëku, akëqysh.

AKËCILI,~A *pakuf. sh.* ~ËT, ~AT. Përdoret për të treguar në mënyrë të papërcaktuar e të përgjithësuar një njeri a një send, kur është i panjohur a kur nuk është nevoja t'i zihet emri në gojë; aksh. *Akëcili njeri. Në akëcilin fshat.*
AKËKU *ndajf.* Në një vend të papërcaktuar, në aksh vend. *Vajti akëku.*
AKËKUSH *pakuf.* Aksh njeri, akëcili (vetëm për njerëz). *Akëkush ka ardhur.*
AKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Kamare e vogël në faqen e brendshme të murit të dritareve. *E vë në akël.*
AKËQYSH *ndajf.* Në një mënyrë të papërcaktuar, në një fare mënyrë, si të mundet.
AKËR,~RA : *sh.* ~RA, ~RAT. Masë për sipërfaqen e tokës, që përdoret në Angli dhe në vendet
e sunduara dikur prej saj, e barabartë me 4047 rnetra katrorë.
AKËSECILI,~A *pakuf. sh.* ~ËT, ~AT. Ky ose
ai, njëri ose tjetri; akëcili. *Akësecilët nxënës.*
AKËSEKU *ndajf. shih* AKËKU. *Të shkojnë akëseku.*
AKËSEKUSH *pakuf. shih* AKËKUSH. *biri i akësekujt.*
AKËT (i,e) *mb.* I trashë (për lëngjet). *Shurup i akët.*
AKINXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *hist.* Kalorës ose këmbësor i trupave sulmuese e ndëshkimore në Perandorinë Osmane, që mbaheshin në kufi me vendet e tjera dhe që sulmonin të parët për të vrarë, për të djegur e për të plaçkitur. *Ushtria e akinxhinjve. Komandanti i akinxhinjve.*
AKOMA *ndajf.* 1. Deri në kohën kur flasim, ende. *Punon (rron) akoma. Akoma s'është gati (nuk ka ardhur). Është akoma fëmijë. Është akoma dimër. Akoma s'është gdhirë.*
2. Edhe me, edhe ca, me tepër. *Ha (merr) akoma. Ka akoma. Do akoma?*
3. Edhe me shumë, me tepër (me shkallën krahasore të mbiemrave e të ndajfoljeve). *Akoma me shumë (me tepër, me pak). Akoma me i madh (me i mirë, me iftohtë).*
4. *bised., iron.* Përdoret me një mohim për të treguar se nuk shqetësohemi për të keqen që mund të ndodhë ose për të dëshiruar një të keqe. *Akoma s'është thyer! Akoma s'ka thyer qafën!*
-*k* Akoma ti?! a) përdoret për të treguar se puna për të cilën na pyesin ka mbaruar prej kohësh; b) përdoret për të treguar se kërcënimi që na bëhet nuk na tremb. Është akoma (ende, hala) tek ura *iron, shih tek* URË,~A i.
6. AKORD,~I i *m. sh.* ~E, ~ET *muz.* Bashkim i harmonishëm i tre ose me shumë tingujve të njëkohshëm me lartësi të ndryshme. *Akord tonik. Vë në akord. Marr (jap, luaj) disa akorde. Në akord* në përputhje me tingullin e dhënë.
i AKORD,~I ii *m.sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. *ek.* Marrëveshje që bëhej me dike për të kryer një punë, duke e paguar sipas sasisë së prodhimit a të punës së kryer. *Punë me akord. Jap (marr) me akord.*
*2. libr. shih* MARRËVESHJE,~A 1,2. *Jane (bien) në akord.*
AKORDIM,~I *m.* 1. Veprirni sipas kuptimeve të foljeve AKORDOJ, AKORDOHET. *Akordimi i zërave (i veglave muzikore). Akordimi i radios. Akordimi i interesave (i pikëpamjeve).*
*2. gjuh. shih* PËRSHTATJE,~ A. *Akordimi i mbiemrit me emrin. Akordimi i kohëve të foljeve.*
AKORDOHET *vetv.* 1. Hyn në akord, vihet në akord; *kund.* çakordohet. *Akordohen zërat. 2. muz., radio. Pës. e* AKORDOJ.
AKORDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *muz.* Vë në akord telat e një vegle muzikore; sjell në të njëjtin ton zërat ose veglat muzikore; *kund.* çakordoj. *Akordoj violinën (mandolinën, pianon). Akordoj veglat. Akordoj zërat.*
*2. radio.* Vë radion në një vale të caktuar për t'u lidhur me një dhënës. *Akordoj marrësin me dhënësin.*3. *libr.* Përshtat, pajtoj, përputh. *Akordoi interesat (pikëpamjet).*
•*k* I akordoi telat *me dike keq.* është marrë vesh, ka rënë në ujdi me dike.
AKORDUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me akordimin e veglave muzikore.
AKRABA,~JA . *thjeshtligj., vjet.* 1. *përmb.* Farefisi, rrethi familjar, gjaku e gjinia. *E ka akraba. Ka shumë akraba. Mbledh akrabanë.*
2. *sh.* ~, ~TË *keq.* Mik. *Punë me akraba. Përkrah akrabatë.* ^
AKRABALLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *keq.* Përkrahje që u jepet miqve e farefisit në dëm të interesave të përgjithshme; miqësi e sëmurë.
AKREDITIM,~I *m. dipl.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve AKREDITOJ, AKREDITOHEM.
AKREDITIV,~I *m. sh.* ~A, ~AT,II. Dokument i lëshuar nga një bankë ose arkë kursimi, drejtuar një banke ose arke tjetër, për t'i paguai "dikujt një shumë të hollash brenda një afati të caktuar. *Afati i akreditivit. Pagesë me akreditiv. Lëshoj (paguaj) një akreditiv.*
AKREDITOHEM *dipl. Pës. e* AKREDITOJ.
,AKREDITOJ *kal.,* ~OVA, ~pAR *dipl.* Caktoj dike si përfaqësues diplomatik në një shtet tjetër.
AKREP,~I i *m. sh.* ~A, ~AT. I. *zool.* Kafshë “ vogël helmuese me ngjyrë të zezë, me këmbë nyja-nyja, me dy gë thapë përpara dhe me një thumb të përkulshëm nga pas; sfurkth, përçollak. *Akrep i zi. Helmi i akrepit. Vaj akrepi* bar që përgatitet me vaj e me helmin e akrepit dhe që përdoret në mjekësinë popullore. *Pole akrepash. E hëngri (e pickoi) akrepi.*
*2. keq.* Njeri dorështrënguar.
3. *keq.* Njeri shpirtkeq, i pabesë e tinzar.
+ M'u be akrep m'u be ferrë, s'e shoh dot me sy.
*AKREP UJI zool.* Insekt dëmtues, që rron nëpër orizoret dhe që bren rrënjët e orizit.
AKREP,~I n *m. sh.* ~A, ~AT. Secila nga shigjetëzat, që rrotullohen në fushën e sahatit për të treguar orën, minutat ose sekondat; shigjetëz treguese në aparatet matëse, të ngjashme me orën, gjilpërë. *Akrepat e sahatit. Akrepi i madh (i minutave). Akrepi i vogël (i orëve). Akrepi i hollë (i sekondave). Në drejtim të akrepave të sahatit. Lëviz akrepat.*
AKREPTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Ushtar që luftonte me një armë prej metali në forme grepi, në kohën e lashtë e në mesjetë.
AKRILIK,~E *mb.* 1. *kim.* Add akrilik: acidi i pangopur me i thjeshtë, i lëngshëm, pa ngjyrë dhe me crë të forte si të uthullës.
2. *kim., tekst.* Që përmban acid akrilik; që prodhohet ose që përpunohet me acid akrilik. *Rrëshirat akrilike. Lesh akrilik. Fije akrilike.*
3. *si em.* ~, ~U *m.* Lesh akrilik., *Triko me akrilik.* AKROBACl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Ushtrim gjimnastikor i vështirë, i nd,ërlikuar dhe me figura, që kërkon shkathtësi të veçantë, force e guxim. *Akrobaci në litar (në vegla). Akrobaci me aeroplan. Bëf akrobaci.* 2. *vet. nj.* Lloj i

gjimnastikës ose i artit të cirkut, që përfshin ushtrime trupore shkathtësie, kryesisht
me vegla; arti i akrobatit, mjeshtëria për të bërë këto ushtrime. *Ushtrime akrobacie. Merrem me akrobaci.* 3. *sh.* edhe ~RA, ~RAT *fig. keq.* Veprirri i shkathët e drëdharak, që synon të mashtrojë dike, duke e mbuluar a kapërcyer thelbin e çështjes; pehlivanllëk. *Akrobaci politike (filozofike).*

AKROBAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gjimnast i aftë, që kryen ushtrime të vështira e të ndërlikuara, të cilat kërkojnë shkathtësi të veçantë, force e guxim. *Akrobatët e cirkut. Rrethi i akrobatëve. Trup akro-bati.*

2. *fig. keq.* Ai që i kapërcen vështirësitë me dredhi e me shkathtësi, pa iu përmbajtur një parimi të qën-drueshëm e duke iu larguar thelbit të çështjes (za-konisht në veprimtarinë politike); peblivan. *Akrobatët e politikës. Politikan akrobat.*

AKROBATE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* AKROBAT,~I. *Akrobate cirku.*

AKROBATIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me akro-bacinë ose me akrobatin, i akrobacisë ose i akrobatit; që është veti e akrobatit, i shkathët, i zhdërvjellët. *Ushtrime (figura) akrobatike. Numra akrobatikë. Shkathtësi (shpejtësi) akrobatike. Grup (ansambël) akrobatik. Trup akrobatik.*

2. *fig. keq.* Drëdharak, që synon të kapërcejë një gjendje të vështirë me mashtrim e me shkathtësi. *Ndërhyrje (vëprime) akrobatike. Me mënyra akrobatike.*

AKSESOR,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *libr.* Pjesë plotësuese ose e dorës së dytë, që i shtohet krye-sores; shtojcë. *Aksesorët e shtëpisë (e ndërtesës). Aksesorët e. makinaye bujqësore. Uzina (fabrika) dhe aksesorët e saj. Muskuli kryesor dhe aksesorët. anat. 2. art.* Hollësi plotësuese në një vepër arti; sendet e vogla, që plotësojnë mjedisin e ngjarjes në një shfa-qje teatrale. *Aksesorët dhe kostumet e teatrit.*

AKSESOR,~E *mb. libr.* 1. Që i shtohet diçkaje, plotësues, ndihmës; shtojcë. *Ndërtesë aksesore. Vegla aksesore. Padi (ndërhyrje) aksesore. drejt. Kontratë aksesore. drejt. 2. anat.* Dytësor, plotësues. *Gjëndra (qeliza) aksesore. Muskul aksesor.*

AKSIDENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Fatkeqësi e papritur dhe e rastit, që muhd t'i sjellë njeriut dëm-time nç trup ose vdekjen. *Aksident i rëndë. Aksident automobilistik. Aksidente në punë. Pësoi një aksident. Ndodhi një aksident.*

2. *libr.* Ngjarje e rastit, c papritur dhe shpesh e padëshiruar.

AKSIDENTAL,~E *mb.* 1. Që shkaktohet nga një aksident. *Humbje (vdekje, plagosje) aksident ale.*

2. *libr.* I rastit dhe i papritur; i paparashikuar. *Shkak aksidental.*

AKSIDENTALISHT *ndajf.* 1. Si pasojë e një aksidenti, për shkak të një fatkeqësie të papritur. *U plagos (vdiq) aksidentalisht.*

*2. libr.* Rastësisht. *U gjet aksidentalisht.*

AKSIOMATlK,~E *mb. libr.* Që merret si aksiomë; që ka karakterin e një aksiome, që nuk ka nevojë për vërtetim, që pranohet si gjë e ditur. *Porim aksio-matik. E vërtetë aksiomatike. Në minyrë aksiomatike.*AKSIOMË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Parim ose përgjithësim i nxjerrë nga përvoja, që nuk ka nevo-jë për vërtetim, që merret si gjë e ditur dhe si pikënis-je në një arsyetim ose në një shkencë për ndërtimin dhe argumentimin e parimeve të tjera. *Aksiomë matematike. Aksiomat e gjeometrisë. E marr (e pranoj) si aksiomë.*

2. Një e vërtetë e qartë, e padiskutueshme, e pra-nuar prej të gjithëve. *Kjo është një aksiomë.*

AKSION,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *libr.* Veprim i përqendruar për synime të caktuara; veprimi në një vepër dramatike. *Aksione të përbashkëta. Aksione diplomatike. Aksioni i veprës (i pjesës). Hidhem në aksion. Zhvillohet aksioni.*

2. *usht.* Veprim luftarak për t'i dhënë armikut një goditje të shpejtë dhe të papritur. *Aksion i guximshëm. Aksionet e çetave partizane (e gueriljeve). Vendi i aksionit. Bëj (kryej, përgatit) një aksion.*

3. Veprimtari e gjallë, me pjesëmarrjen e masave punonjëse, për të kryer në mënyrë luftarake e me frymë revolucionare, brenda një kohe të shkurtër, një detyrë të rëndësishme politike, shoqërore ose ekonomike; vepër e ndërtimit socialist, që kryhet me pjesëmarrjen vullnetare të masave të gjera punonjëse. *Aksion politik (ideologjik, artistik, sporliv...). Aksion kombëtar (popullor). Aksionet e rinisë. Aksion me goditje të përqendruar. Aksion për hapjen e tokave të reja. Metoda e aksionit. Fryma e aksionit. Flamuri i aksionit. E shpall (e marr) si aksion. Shkuan në aksion.*

4. *sport.* Veprim i shpejtë dhe i organizuar, që kryen gjatë ndeshjes një skuadër ose një lojtar i saj. *Bëj (ndërmarr, thur) një aksion. I prish aksionin.*

> AKSION,~I ii *m. sh.* ~E, ~ET *fin.* Letër me vlerë, që përfaqëson një nga pjesët, në të cilat është ndarë kapitali i një shoqërie ose i një sipërmarrjeje kapitaliste dhe që i jep të drejtë zotëruesit të saj të marrë pjesë në veprimtarinë dhe në fitimet e sipërmarrjes. *Aksionet e naftës. Kursi i aksioneve. Bursa e aksioneve. Paketa e aksioneve. Tufë aksionesh. Blen (shet) aksione. Bien (ulen, ngrihen) aksionet.*

o AKSIONAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zotërues i një pjese të aksioneve të një shoqërie kapitaliste me aksione. *Aksionar i madh kapitalist.*

AKSIONAR,~E *mb. fin.* Që është themeluar me aksione, i ngritur mbi bazën e aksioneve; që ka të bëjë me aksionet. *Shoqëri (ndërmarrje) aksionare. Kapitali aksionar.*

AKSIONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëmarrës vullnetar në aksionet e rinisë ose të organizatave të tjera shoqërore, vullnetar në aksion. *Aksionistët e fshatit. Qyteza e aksionistëve.*

AKSIONIST,~E *mb.* Që merr pjesë në një aksion të rinisë ose të organizatave të tjera shoqërore; që ka të bëjë me aksionin ose me aksionistët, i aksionit ose i aksionistëve. *Brigade aksioniste. Frymë aksioniste.*

AKSIONISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* AKSIONIST,~I.

AKSH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Trikë, bar ethesh.

AKSH *pakuf.* Përdoret për të treguar një njeri a një send në mënyrë fare të papërcaktuar; filan. *Aksh njeri. Aksh punë. Në aksh vend. Në aksh ditë.*

AKSHAM,~I *m. vjet. 1. shih* MBRËMJE,~A i. *U be aksham. Hyri (ra) akshami. Në aksham më të* ngrysur. *Pas (para) akshamit.*

*2. fet.* Lutja e mbrëmjes, që bëhej nga myslimanët sipas dogmës fetare. *Falnin (thërritnin) akshamin.*

• L u I e akshami *bot. shih te* LULE,~JA.

AKT,~I n. *sh.* ~E, ~ET. 1. *libr.* Veprim i njëhershëm i njeriut, që bëhet për një qëllim të caktuar; vepër, punë. *Akt heroik (i guximshëm). Akt i kundërligjshëm fkriminal, barbar, i shëmtuar). Akt miqësor (armiqësor). Akt agresioni (sulmi). Akti i të folurit. Kryen (bën) një akt.*

*2. zyrt.* Vendim nënligjor me vlerë shtetërore ose shoqërore; shkresë zyrtare, dokument që pasqyron një vendim të organeve të drejtësisë, të gjendjes civile etj. dhe që vërteton se një veprim i caktuar është kryer zyrtarisht. *Akt zyrtar. Akti i lindjes (i martesës, i vdekjes). Akt kontrolli. Akt marrëveshjeje. Akt kapitullimi. Mbajtëse aktesh. Përpiloj (nënshkruaj) një akt.*

3. *teatër.* Pjesë e një vepre dramatike ose e një shfaqjeje teatrale, që përbëhet nga disa skena dhe që përfshin një veprim të plotë. *Akti i parë (ifundit). Pjesë me një akt (me shumë akte).*

*0* AKTAKUZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *drejt.* Dokument që përmban të dhënat e akuzës së prokurorisë kundër një të pandehuri në gjyq. *Aktakuza e prokurorit. Lexohet aktakuza. Pranon (kundërshton) aktakuzën.*

2. *fig.* Vepër e shkruar a veprim, që nxjerr në pah anët e dobëta e të errëta të një rendi shoqëror, të një organizate etj. dhe që i godet këto ashpër. *Aktakuzë e rëndë (e fuqishme, e pamëshirshme). Ibënë një aktakuzë imperializmit.*

AKTBESIM,~I *m. sh.~E,* ~ET *libr.* Parashtrim

1 bindjeve dhe i pikëpamjeve themelore politike, ideologjike etj., që bën dikush botërisht për një qëllim.

AKTDALJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument që dëshmon daljen e një malli, të një materiali etj. nga magazina.

AKTDELEGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.* Shkresë më të cilën pajiset një njeri, që dërgohet zyrtarisht për të zgjidhur një çështje në një ndërmarrje ose në një institucion tjetër, akt delegimi. *Pajis me aktdelegim.*

AKTDETYRfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.* Dokument zyrtar, që përmban detyrimet e dikujt, në rast se ai nuk kryen një punë të marrë përsipër, akt detyrimi.

AKTDËNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.* Dokument zyrtar, që përmban një dënim të dhënë nga gjyqi, akt dënimi.

AKTDËSHMI,~A . *sh.* ~, ~TË *drejt.* Shkresë zyrtare, që përmban një dëshmi.

AKTDORËZANI,~A . *sh.* ~, ~TË *drejt., vjet.* Shkresë zyrtare, që vërtetonte se dikush bëhej dorëzanë për një njeri a një çështje.

AKTGJYKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.* Dokument zyrtar, që përmban vendimin e dhënë nga gjyqi, akt gjykimi.

AKTHETIM,~I *[lexo:* akthetim] *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.* Dokument, që përmban të dhënat e hetimit gjyqësor, akt hetimi.AKTIV,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa më e gjallë, më e përparuar dhe më e dalluar e njerëzve në veprimtarinë e një organizate ose të një kolektivi. *Aktivi i partisë (i rinisë, i bashkimeve profesionale). Aktivi i prindërve. Mbledhja e aktivit. Zgjeroj aktivin.*

2. Mbledhje e pjesës me aktive të një organizate, e | aktivistëve të lidhur drejtpërdrejt me një veprimtari; forme organizative për shqyrtimin dhe zgjidhjen e: problemeve kryesore të një dege ose të një veprimtarie. *Aktiv kombëtar. Aktiv i zgjeruar. Akiiv i kulturës (i tregtisë...). U thirr aktivi.*

AKTIV,~I o *m. sh.* ~E, ~ET *fin.* Pjesë e bilancit ekonomik të një ndërmarrjeje, që përfsbin të gjitha vierat e. saj materiale, shumën e parave në arkë, të ardhurat dhe dstyrsrnet që i kanë nuërraarrjet e tjera; *kund.* pasiv. *vUct;vi dhe pasv;i.*

AKTIV,~E i *mb.* 1. Që vepron me gjallëri, që rfterr pjesë vetë e me zell në një punë, veprues; që bëhet a që zhvillohet në mënyrë të gjallë e vepruese; *kund.* pasiv. *Anëtar (luftëtar) aktiv. Pjesëmarrje aktive. Mbrojtje aktive. Jetë aktive. Pushim aktiv. Popullsia aktive* popullsia në gjendje pune. *Luan rol aktiv. Tregohet aktiv.*

2. *spec.* Që merr pjesë dhe vepron në një proces; që vazhdon të veprojë, që nuk është shuar; që rrezaton ose jep një energji të caktuar. *Qymyr aktiv. Lëndë aktive. Pus aktiv. Vullkan aktiv. Sëmundje aktive. Shtresa aktive e tokës.*

*3.* Që zotërohet mirë e vihet në përdorim të gjallë. *Përvetësim (zotërim) aktiv. Fjalori aktiv. Zotëroj në mënyrë aktive një gjuhë.*

*4. usht.* Që është në shërbimin e rregullt e të vijueshëm. *Oficer aktiv. Shërbimi ushtarak aktiv.*

AKTIV,~E *mb. fin.* Që ka me shumë të ardhura se shpenzime, që del më të ardhura më të mëdha se shpenzimet; që ka të bëjë me aktivin e bilancit. *Llogari aktive. Bilanc aktiv* bilanc ku të ardhurat janë më të mëdha se shpenzimet.

*k* Bilanc aktiv *libr.* gjendje kur janë arritur shumë suksese në punë.

AKTIVIM, ~I *m. spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve AKTIVOJ, AKTIVOHET.

AKTIVIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëmarrës i gjallë në veprimtarinë e një organizate shoqërore a të një kolektivi; anëtar i një aktivi. *Aktivist shoqëror. Aktivist i dalluar. Aktivistët e lagjes.*

AKTIVlSTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* AKTIVIST,~I. *Aktiviste e dalluar. Aktiviste e gruas.*

AKTIVISHT *ndajf.* Në mënyrë të gjallë e vepruese, në mënyrë aktive, me gjallëri, gjallërisht. *Punon (lufton) aktivisht. Përkrah aktivisht. Merr pjesë aktivisht.*

AKTIVITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Veprimtari; pjesëmarrje e gjallë në një veprimtari. *Aktivitei politik (shtetëror). Aklivitet letrar (shoqëror, patriotik). Aktivitet mendor. Aktiviteti i masave. Fushë aktiviteti. Hidhem në aktivitet.*

2. Forme masive e veprimtarisë në një fushë. *Aktivitet kulturor (artistik, sportiv). Aktivitete jashtëshkollore. Organizoj aktivitete. Marr pjesë në aktivitetet.*

3. Degë që kryen një lloj të caktuar veprimtarie ekonomike. *Aktivitete ndihmëse.*

4. *spec.* Veprim i një force të natyrës etj.; veprimtari, punë e një organi të trupit etj. *Aktivitet kimik* I *(radioaktiv). Aktiviteti i dielit. Aktiviteti i trurit.*

AKTIVIZlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të I foljeve AKTIVIZOJ, AKT1VIZOHEM. *Aktivizimi* I i *masave. Aktivizimi i nxënësve.*

AKT1VIZOHEM *vetv.* 1. Marr pjesë gjallërisht në një veprimtari; bëhem aktiv. *Aktivizohem në lagje (në sport).*

*2. Pës. e* AKTIVIZOJ.

AKTIVIZOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. I. E bëj që të veprojë gjallërisht, e bëj aktiv. *Aktivizon masat punonjëse. Aktivizoi klasën (nxënësit).* 2. Vë:në një punë. s përfshij në një veprimtari, e. ngarkoj të kryejë një detyrë. *Aktivizoj në këshill (në kryesij, Aktivizoj në ncieshje. sport.*

AKTIVOHET *spec. Pës. e* AKTIVOJ.

AKTIVOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *spec.* E përpunoj I që të jetë aktiv, e bëj që të marrë pjesë e të veprojë I në një proces. *Aktivoj qymyrin.* I

AKTJETËRSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.,* I *vjet.* Shkresë zyrtare, që vërtetonte kalimih e një prone në duart e një tjetri, akt jetërsimi.

AKTKONTROLL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument që përmban përfundimet e një kontrolli; procesverbal që hartohet pas një kontroili, akti i kontrollit. *Bëj (nënshkruaj) aktkontrollin.*

AKTLINI)JE,~A . *sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument që lëshobet nga zyra e gjendjes civile për të vërtetuar një lindje, akti i lindjes. *Regjistri i aktlindjeve. Lëshoj një aktlindje.*

AKTLIRlM,~I TO. *sh.* ~E, ~ET *hist.* Dokument që vërtetonte Iirimin e një skllavi ose të një bujkrobi, akt lirimi.

AKTMARTESË,~A.. *sh.* ~A, ~AT *zyrt.* Dokument që bëhet nga zyra e gjendjes civile për të dëshmuar lidhjen e një martese, akti i martesës. *Regjistri i aktmartesave. Lëshoj një aktmartesë.*

AKTMARRËVESHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument zyrtar që dëshmon një marrëveshje ndërmjet dy palësh. *Nënshkruaj aktmarrëveshjen.*

AKTNDARJE, ~ A . *sh.* ~E, ~ET *zyrt.* 1. Dokument zyrtar, që dëshmon ndarjen me vete të dy a me shumë pjesëtarëve të një familjeje.

2. *vjet.* Dokument zyrtar, që dëshmonte një shkurorëzim, akti i shkurorëzimit.

AKTNJOFTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Shkresë që vërteton njohjen e një njeriu, të një pronësie, të një veprimi zyrtar, ose që përdoret si dëshmi për të zëvendësuar një dokument tjetër; akt njohjeje. *Aktnjoftim lindjeje. Lëshoj një aktnjoftim.*

AKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që luan një rol në shfaqjet teatrale ose në filma kinematografikë. *Aktor tragjik (komik). Aktor teatri (filmi). Aktorët e estradës. Trupa e aktorëve. Shkolla e lartë për aktorë.*

2. *fig.* Ai që luan një rol me rëndësi në një ngjarje.

AKTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* AKTOR, ~I. *Aktore e teatrit.*

AXTPADI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *drejt.* Kërkesë me shkrim që hartohet nga pala e interesuar dhe që përmban padinë e ngritur kundër dikujt.*2. fig. shih* AKTAKUZË,~A. *Aktpadi e rëndë (e ashpër).*

AKTPAJTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.* Shkresë zyrtare që vërteton pajtimin e palëve që gjykohen, akt pajtimi.

AKTPESHlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument, pasqyrë ku shënohet për çdo rfluaj pesha e viçave, e derrkucave etj. në një ndërmarrje bujqësore ose në një kooperativë.

AKTPËRFAQËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.* Shkresë më të cilën ngarkohei dikush për të përfaqësuar një pale në kryerjen e veprimeve të drsjtësisë për zgjidhjeu e rjë çështjeje.

AKTPRONËSI,~A . *sh.—,* ~TË *zyn., vjet.* DokuoSent zyrtar <je vii cei;jitic të drejtën a pronësisë: tapi.

AKTPUNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument zyrtar që vërteton kryerjen e një punimi. *Aktpunim ditor. Plotësoj aktpunimin.*

AKTSHTOJCË,~A . A. ~A, ~AT *zyrt.* Shkresë që i bashkangjitet si shtojcë një dokumenti zyrtar, akt plotësues.

AKTSHITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument zyrtar që vërteton shitjen e një malli a të një prone. *Eëj aktshitjen.*

AKTUAL,~E *mb.* 1. I ditëva tona, i kohës sonë, i sotërn, i tanishëm. *Gjendja aktuale. Ngjarjet aktuale. Rrethanat (kushtet) aktuale. Detyra (probleme) aktuale.*

*2.* Që ka rëndësi të veçantë për kohën e sotrne, që u përgjigjet kërkesave më të ngutshme të ditëve tona; që del si diçka e mprehtë dhe e drejtpërdrejtë në çastin e tanishëm. *Çështje aktuale. Tema aktuale. Problemi me aktual. Rrezik aktual.*

AKTUALITET,~I *m.* 1. Rrethanat dhe ngjarjet e kohës së sotme, e sotrrija. *Aktualiteti shqiptar. Tema të aktualitetit. Pasqyroj aktualitetin. E lidh me aktualitetin.*

2. Vlera dhe rëndësia për të sotmen, përputhja me kërkesat e ngutshme të ditëve tona; të qenët aktual, karakteri aktual. *Aktualiteti i përmbajtjes (i Veprës). Ruan (humbet) aktualitetin.*

AKTUALIZOHET *libr. Pës. e* AKTUALIZOJ.

AKTUALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* E bëj aktual, e lidh më të sotmen, ua përshtat kërkesave të ditëve tona; e bëj që të ketë vlerë për të sotmen. *Aktualizoj tematikën (përmbajtjen). Aktualizoj mësimin.*

AKTVDEKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument i gjendjes civile që vërteton vdekjen e dikujt.

AKTVËRTETlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument që vërteton një veprim zyrtar.

AKTZOTËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument zyrtar që vërteton zotërimin e një prone nga dikush. *Lëshoj një aktzotërim.*

AKTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot., krahin. shih* MAKTH, ~Ii.

AKUAREL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *art.* 1. Bojë uji për të pikturuar; mënyra e pikturimit me këtë bojë. *Vizatoj me akuarel.*

2. PiJtturë e bërë në letër të posaçme me bojëraIë tretura në ujë; *përmb.* tërësia e pikturave të tilla në një galeri artesh, në një ekspozitë etj. *Akuarelet e një piktori.*

AKUARELIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *art.* Ai që pikturon rrie bojëra uji, piktor akuareli.

AKUARIUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Enë qelqi, ku mbahen kafshë dhe bimë uji për studim ose për zbukurim. *Akuarium me peshq. I ndërroj ujin akuariumit.*

*2.* Ndërtesë e posaçnle me drit.ire të mëdha xharai, ku mbahen kafshë dhe bimë uji për t'i studiuar dhe për t'i parë vizitorët. *Akuariiwii: qytetit.*

AKi; LL, ~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Ujë i ngrirë. *A'- t!', " ushë (i hiyllS). Ak':;i!.' përjetshëm. Shtresë'".7'.-:..''.ni-..'iIL. ih:H (airi),d'i;':i, Cipe (kallëp) akul'i, F.:^~:\\' ~.-ii;h'hte) akidti. Ujë";.A'd!, Baiei në akuH. ZS uku;L Snkriu (ngriu) akulii. Vë në akull. Rrëshqas në akull.*

2. *përd. mb.* Shumë i ftohtë. *M'u bënë duart akull. U bëra akull* ngriva fare.

3. *përd. mb.* Shumë i paster; i ngrirë. *E bëri shtëpinë akull. I rrinë (i mban) rrobat akull.*

4. *përd. ndajf.* Shumë, fare (me mbiemrat); shumë bukur, shumë mirë, shumë pastër (me foljet). *Akull i ftohtë. 1 pastër akull. Akull i ri. Ishte veshur akull.*

5. *përd- nib. fig.* I ftohtë, pa ndjenja (për njeriun); i ngrirë. *Është akull me mua. Me qëndron akull. E ka;emrën ak'jll E ka gjakun akull.*

*k* Me akull të mendjes *libr.* me gjykim të ftohtë, me arsye të ftohtë. Jam (kani mbetur) akull jam (kam mbetur) pa

asgjë, jam pa një lek në xhep. Shkriu akulii nisi një ndryshim për të mirë, zunë të përmirësohen kushtet e të kapërcehet një gjendje e vështirë. E shkruaj në akull e quaj të humbur diçka. Thyej (çaj) akullin *libr.* bëj hapin e parë e më të vështirë, hap i pari shtegun për të tjerët në një punë që ka ngecur në vend. M'u be zerara akull me ngriu zemra nga frika, nga dëshpërimi, nga një fatkeqësi. E ka mendjen akull e ka gjykimin të kthjellët, e ka mendjen të ftohtë. Ngul këmbët në akull jam pa mbështetje, nuk kam ku të mbahem. Akull i thatë *spec,* gaz karbonik i ngurtësuar. X h a m akulii *shih te* XHAM, ~I 3. L u 1 e akulii *bot. shih te* LULE, ~JA.

AKULLAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rrasë akulii, cope e madhe dhe e rrafshët akulii.

AKUIXÇARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Kazmë ose sëpatë e posaçme, që e përdorin alpinistët, gjeologët etj. për të bërë kllapa e shkallëza në akull gjatë ngjitjes nëpër male.

AKULLEMË (i,e) *mb. 1.* Mjaft i ftohtë. *Mot i akullemë. Ujë i akullemë.*

2. *fig.* Që i ka dale uji, jo shumë i mprehtë (për sëpatën, thikën etj.). *Teh i akullemë.*

AKULLIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve AKULLOJ, AKULLOHEM. *Epoka (periudha) e akullimit. gjeol.*

*2. sh.* ~E, ~ET. *shih* AKULLIMË,~A.

AKULUMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Të ftohtë i madh, ngricë, acar.

AKULLIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* AKULLIMË,~A. *Dal nëpër akullirë.*

AKULLISHTË,~A *sh.* ~A, ~AT. I. Vend i mbuluar me akull; akullnajë.2. Cope akulli; akullac; hell akulli. *Akullishta mbi ujë. Varen akullishta.*

AKULLMBAJTËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Enë
e posaçrae që mbushet me akull për të mbajtur në të ftohtë sende të ndryshme, arkë akulli. *Ruaj (mbaj) në akullmbajtëse.*

AKULLNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Masë e madhe akulli të përhershëm, që mbulon majat e maleve dhe krahinat polare. *Akullnajat polare. Akullnajë malore (luginore). Veprimi i akullnajave. Periudha e akullnajave. gjeol.* periudhë e historisë së Tokës, kur sipërfaqja e saj ishte e mbuluar me akuj.

AKULXNAJOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me akullnajat, që lidhet me akullnajat, i akullnajave. *Liqen akullncjor.*

AKULLOHEM *vetv.* 1. Ngrij, bëhem akull; ftohem shumë, bëhem shumë i ftohtë. *Akullohet uji (deti). Me akullohet trupi (dora). Akullohet i Vdekuri.*

*2. vet: veta III av.* Vishet me një cipë të hollë akulli, zë akull në sipërfaqe (për aeroplanët).

3. *vet. veta III fig.* Me ngrin nga hidhërimi, nga frika etj. (për zemrën, gjakun).

AKULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E ngrij, e bëj akull; e ftoh shumë. *Era e akulloi dëborën (ujin). M'i akulloi duart.*

*2. fig.* E bëj të shtanget, të ngrijë (për zemrën, gjakun).

3. *vet. veta III jokal.* Ngrin, bëhet akull. *Akulloi uji.*

AKULLOR,~E *mb. libr.* I akullt, shumë i ftohtë. *Thëllimë akullore.*

AKULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ëmbëlsirë e ngrirë, që bëhet me qumësht, lëng frutash etj. dhe me sheqer. *Akullore me qumësht (me reçel). Kupë (kaush) akulloreje. Makina e akullores.*

AKULLORESHITËS,~l *m. sh.* ~, ~IT. Shitës akulloresh, zakonisht shëtitës.

AKULLSI,~A . *libr.* Të qenët shumë i ftohtë, si akull; ftohtësi e madhe. *Akulhia e zemrës.*

AKULLT (i,e) *mb.* 1.1 ngrirë, i bërë akull; i mbuluar me akull; që është prej akulli. *Dëborë e akullt. Cope e akullt.*

*2.* Shumë i ftohtë, akull i ftohtë. *Burim (ujë) i akullt. Erë e akullt. Shi i akullt. Nate (ditë) e akullt.*

3. *fig. libr.* I ftohtë, i ngrirë; pa jetë, pa ndjenjë. *Sy të akullt. Vështrim i akullt. Ton i akullt. Fjalë të akullta.*

AKUIXTHYES,~E *mb.* Që është i pajisur dhe i përshtatur për të çarë akujt e deteve (për anijet). *Anije akullthyese.*

AKUIXTHYESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Anije e posaçme, e pajisur dhe e përshtatur për të çarë rrugen midis akujve gjatë lundrimit në ujëra të ngrira. *Akullthyese atomike.*

AKULLUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka ngrirë nga të ftohtët; i bërë si akull. *Ujë i akulluar. Me duar të akulluara.*

2. *fig.* Që ka ngrirë nga hidhërimi, nga frika etj. (për zemrën, gjakun). *Me zemër të akulluar.*

” AKULLXJES,~E *mb.* Që të ngrin, që të bën akull.

AKULLZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* AKULLIM,~I i. *Akullzimi i fundit. gjeol. Akullzim i sotëm (i lashtë).*

AKUMULATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fiz.* Aparat i posaçëm me pllakëza plumbi të zhytura në një lëng me acid sulfurik, që shërben për grumbullimjn dhe për ruajtjen e energjisë elektrike. *Akumulator elektrik. Akumulatorë makinash. Bateri akumulatorësh. Acid akumulatorësh. Ngarkoj akumulatorin.*

AKUMULlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. tor. Veprimi sipas kuptimeve të.foljeve AKUMULOJ, AKU^ MULOHET. *Akumulimi socialist. Akumulimi i energjisë. Akumulimi i njohurive. Fondi i akumulimit. Burim akumulimi.*

*2. kryes. sh. fin.* Mjete financiare të grumbulluara pjesë-pjesë; a jo që është mbledhur pak nga pak. *Akumulimet shtetërore. Përdor (rrit) akumulimet.*

• Akumulimi fillestar i kapitalit *ek.* proces historik, gjatë të ciHt prodhuesve të vegjël, sidomos fshatarëve, iu morën me force mjetet e prodhimit dhe u krijua prona e madhe kapitaliste.

AKUMULOHET *vetv. libr.* 1. Grumbullohet pjesë-pjesë, shtohet pak e nga pak. 2. *Pës. e* AKUMULOJ.

AKUMULOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *libr.* Grumbulloj pjesë-pjesë në një sasi, shtoj pak e nga pak në një vend; mbledh e vë mënjanë diçka, për ta përdorur me vonë. *Akumulon energji elektrike. tek.*

*2. fin.* Grumbulloj pjesë-pjesë mjete financiare për zhvillimin ose zgjerimin e mëvonshëm të prodhimit. *Akumuloj mjete financiare. Akumuloj fonde.*

AKUPUNKTURË,~A . *mjek.* Mënyrë mjekimi, që zbatohet duke shpuar me gjilpëra të posaçme të sëmurin në pjesë të ndryshme të trupit, shpim me gjilpërë.

. AKUSTlK,~E *mb.* 1. *spec.* Që ka të bëjë me dëgjimin e tingujve, dëgjimor; që ka të bëjë me akustiken, zanor. *Aparat akustik.*

*2.* Që është i përshtatshëm për të dëgjuar mirë tingujt; i kumbueshëm. *Sallë akustike.*

AKUSTlKË,~A. 1. *fiz.* Pjesë e fizikës, që studion
tingujt.

2. Veti e një salle a e një hapësire për t'i bërë tingujt më të dëgjueshëm. *Akustika e sallës. Ka akustike të mirë.*

AKUT,~E *mb. mjek.* Që shfaqet dhe zhvillohet

në mënyrë të men jëhershme e të rëndë (për sëmundjet); i acaruar. *Sëmundje akute. Ethe akute. Apendicit akut.*

AKUZË,~A . *sh..* ~A, ~AT. 1. *drejt.* Veprimtari e organeve ose e njerëzve të caktuar me ligjj, Që ka për qëllim të vërtetojë para gjyqit fajësinë e dikujt për fa jet që i ngarkohen; akti që përmban këto faje dhe që lexohet në gjyq. *Ngre një akuzë. Hedh poshtë (pranoj) akuzën.*

2. *drejt.* Pala që ngre padinë në një proces gjyqësor. *Dëshmitar i akuzës.*

3. Faj që i ngarkohet dikujt. *Akuzë e padrejtë (e rëndë). Bën akuza.*

AKUZOHEM. *Pës. e* AKUZOJ. *Akuzohet me (pa) të drejtë.*ALBANOLOGJI,~A . Fushë e shkencës që merret me studimin e historisë së shqiptarëve, të gjuhës shqipc dhe të letërsisë e të kulturës shqiptare; tërësia e stu-dimeve që bëhen në këtë fushë. *Sektori i albanologjisë. Fondi i albanologjisë. Në fushën (në lëmin) e albanologjisë.*

ALBANOLOGJIK,~E *nib.* Që lidhet me albanologjinë, që i përket albanologjisë, i albanologjisë. *Shkencat albanologjike. Kërkimet (botimet) albano-logjike. Konferenca e studimeve albanologjike.*

ALBËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Ashkël e hollë, cifël e hollë druri. *Abra të thata. Albra sëpate.*

2. Lapër, cope lëkure e shqitur. *Iu ngrit një albër në dorë.*

3. Cipa e hollë që mbështjell pjellën, ani.

Trembet nga një albër trembet nga një punë a nga një vështirësi fare e vogël.

ALBËRISHTË, ~A *f.sh.* ~A, ~AT. Vendi ku zakonisht çahen drutë me sëpatë dhe ku bien e mblidhen vazhdimisht albra; grumbull albrash në një shesh a në oborr. *E kaluan dimrin me albërishtën.*

ALBUM, ~I *m. ah.* ~E, ~ET. 1. Fletore e posaç-me me fletë të trasha, e lidhur bukur, që shërben për të mbajtur fotografi, pulla poste etj. ose për shënime të veçanta, për kujtime etj. *Album fotografish (pullash). Album \izatimi.*

*2.* Libër i posaçëm me fotografi të shtypura, mi vizatime, skica etj. të përmbledhura sipas një tema-tike të caktuar. *Album etnografik (arkeologjik). Al-bumi i Rilindjes Kombëtare. Albumi i përvjetorit të Çlirimit.*

3. *art.* Një varg melodish, vjershash etj. të krijuara nga një autor ose nga autorë të ndryshëm rreth të-mave të afërta. *Album melodish (vjershash).*

• ALBUMINË,~A *sh.* ~A, ~AT. Lëndë orga-nike e përbërë, që gjendet me shumicë në të bardhën e vezës, në serumin e gjakut etj. dhe që është pjesa më e rëndësishme, baza e ndërtimit dhe e funksionimit të qenieve të gjalla. *Albuminë shtazore (bimore). Përmbajtja e albuminës në gjak.*

- ALEANCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lidhje miqësore që bëjnë ndërmjet tyre dy a me shumë shtete për qëllime e veprime të përbashkëta politike dhe ushtarake; besëlidhje. *Aleancë politike (ushtarake). Aleancë mbrojtëse. Aleancë dypalëshe (tripalëshe). Bën (lidh) aleancë, Hyn në aleancë.*

*2.* Lidhje e ngushtë politike ndërmjet klasash ose grupesh shoqërore mbi bazën e interesave dhe të qc-llimeve të përbashkëta. *Aleancë luftarake (revolu-cionare). Aleanca midis klasës punëtore dhe fshatarësisë. Forcon (çelikos) aleancën.*

ALEAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Anëtar i një aleancë; besëlidhës. *Aleat i madh (i sigurt).*

2. Ai që lidhet e bashkërendon veprimet me një tjetër për qëllime të njëjta; përkrahës aktiv i dikujt. *Aleat besnik (i ngushtë). Aleat i përkohshëm. Bëhem aleat me dike. Gjej (bëj) aleate.*

ALEAT,~E *mb.* 1. Që bën pjesë në një aleancë, që është anëtar i një aleancë; që u përket aleatëve. *Vende (shtete, fuqi) aleate. Ushtritë aleate.*

*2.* Që lidhet e bashkërendon veprimet me një tjeiër për qëllime të njëjta, që bashkëpunon ngushtë me një tjetër dhe e përkrah atë. *Klasa aleate.*

AKUZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *drejt.* I ngarkoj fajet një të pandehuri në gjyq, ngre akuza kundër dikujt, e padit. *E akuzuan për shpërdorime.*

2. I hedh fajin dikujt, e quaj fajtor për diçka, fa-jësoj. *Akuzojmë imperialistët.*

AKUZUAR,~I (i) *m. sh.* ~, —IT (të) *drejt.* Ai të cilit i është bërë një akuzë, ai të cilit i janë ngarkuar faje të dënueshme; i pandehur, i paditur. *Pyet të akuzuarit.*

• Në bankën e të akuzuarve *shih te* BANKË,~A i.

AKUZUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *drejt.* Ai që bën akuzën kundër dikujt para organeve gjyqësore, paditës. *Kthehet nga i akuzuar në akuzues.*

*2.* Ai që fajëson dike, që ngre akuza kundër një tjetri.

AKUZUE3,~E *mb.* 1. *drejt.* Që ngre akuzën kundër dikujt para organeve gjyqësore, paditës. *Pala akuzuese.*

2. Që përmban a që shpreh një akuzë; paditës, fajësues. *Vësh trim akuzues. Ton akuzues.*

ALABASTËR,~RI *m.* Lloj i veçantë gjipsi shumë i bardhë ose shkëmb gëlqeror i verdhemë e me pak shkëlqim, që përdoret për të bërë sende të gdhendura ose për ndërtim. *Shtyllë (vazo) alabastri.*

ALAMET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *thjeshtligj.* 1. Ojë-më, e keqe e madhe që i bëhet dikujt. *Me gjëmë e alamete. Në ditë të alametit.*

*2.* Fjalë e rëndë, e pahijshme. *Thotë alamete.*

3. *përd. mb.* Përdoret para një emri me kuptimin: shumë i madh (i gjatë, i mirë, i bukur etj.). *Alamet djali (vajze). Alamet shtëpie. Alamet dasme.*

ALARM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *usht.* Sinjal ose urdhër që jepet për t'u bërë gati menjëhere për të përballuar një rrezik të papritur; gjendje gatishmërie në rast rreziku ose gjatë stërvitjes ushtarake. *Alarm luftarak (ajror, kimik). Sinjali i alarmit. Sirena e alarmit. Gjendje alar mi. Në rast alarmi. Jap alarmin. U be alarm. Bie alarmi.*

2. *fig,* Shqetësim i madh përpara një rreziku të papritur. *Shkaktoi (ngjalli) alarm.*

+ E bëj alarm e bëj diçka problem shqetësues për të gjithë, shpesh pa nevojë. Jap (vë) alarmin bëj zhur-më për një çështje, e ngre më të madhe.

ALARMIST,~I 7ii. *sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Ai që për-hap fjalë e lajme shqetësuese, ai që ngjall panik dhe e fryn rrezikun.

ALARMOHEM *vetv.* 1. Shqetësohem shumë për diçka të keqe që mund të me ndodhë, me prishet gjaku. *Alarmohem për gjendjen (për shëndetin). Alarmohet kot.*

*2. Pës. e* ALARMOJ.

ALARMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E shqetësoj shumë dike, i prish gjakun me lajme të këqija. *Alarmoi gjithë familjen.*

2. E bëj problem shqetësues edhe për të tjerët, e bëj.alarm. *E alarmoi punën.*

ALBANË,~T *m. vet. sh. hist.* Një nga fiset kryesore ilire, që banonte në Shqipërinë e Mesme. *Fisi i albanëve.*

ALBANOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Studiues në fushën e albanologjisë.
ALEBARD Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* Armë e vjetër, shtizë e gjatë me majë si heshtë dhe me një së-patë të vogël në krye. *Ush:arë me aleburda.*
ALEGORI,~A . *sh.* ~, ~TË. I. *let.* Shprehje e ideve dhe e metidimeve në ejë vepër artistike tërtho-razi, nëpërmjet figurave të gjalla e konkrete; meta-forë e gjatë; vepër artistike e ndërtuar me figura të ti-lla. *Përiior alegorinë.*
*2.* Fjalë ose shprehje, prapa të cilave fshihet një domethënie tjetër. *Me gjuhën s alegorisë. Flet me alegori.*
'-> ALEGORIK,~E *mb.* Që përmban një alegori, që është ndërtuar si alegori; që ka një kuptirn tjetër itë fshehur prapa. *Figure (vepër) alegorike. Shprehje,(gjuhë) alegorike. Kuptim alegorik. Personazh ale-gorik.*
ALEGRO *ndajf. muz. I.* Në mënyrë të shpejtë e të gjallë (për mënyrën e ekzekutimit. të një. pjese). *E luaj alegro.*
2. *si em.* ~, ~JA . *sh.* ~, ~T. Vepër muzikore ose një pjesë e saj me kohë Ië shpejtë e të gjallë.
ALEM,~I *m. vjet.* Bota, rruZulii i Tokës; gjithë njerëzit, njerëzia.
• Alemi e polemi mbarë bota, të gjithë njerëzit.
• ALERGJI,~A . *sh.* ~, ~TË *mjek.* Sëmundje që Jshfaqet me rritjen ose me uljen e theksuar të ndjesh-mërisë së organizmit, kur h'yjnë në të lëndë të huaja. *Me sjell (me shkakton) alergji. Vuan nga alergjia.*
ALET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bisect., vjet.':t.* Vegël; mjet i thjeshtë pune. *Alstet e punës. Aletet e rrojës. Aletet e farkëtarit. Bëj gats aletet.*
2. Pajisje për luftë ose për gjah, armë.
•*k* Me alete në Iwez i përgaticur për çdo rrethanë,. i gatshëm për çdo rast.
"ALFA . *palak.* 1. *spec.* Emri i shfcronjës së parë |të alfabetit grek; përdoret si simbol (a) në matematikëj jnë astronomi e në fizikë për të shënuar të parin kënd, !të parin yll a të parën pike, r.jë lloj rrezesh e grim-icash etj. në vargun *s* emërtimit të tyre. *Rrezet alfa. \fiz. Thërrmija (grimcc.) clfa. fiz. Këndi alfa. mat.*
*2. si em. f.* ALFË,~A *fig. lib:-.* Fillirni i diçkaje, Igjëja e parë që duhet bërë. pika ngaduhet nisur; a-ja, jahëcëja.
*-tk* Alfa dhe omega fillimi dhe:"undi i diçkaje; gjëja kryesore, therAelore. Nga alfa tek omega nga fillirni de-ri në fund, nga a-ja te zh- ja.
ALFABET,~I *m..sh.* ~E, —ST. Tërësia e shkro-;njave të një gjuhe, të radhitura sipas një rendi të cak-tuar. *Alfabeti i gjuhës' shqh^. Alfabeii latin (grek), Shkronjat e alfabetit. Rend't yip-is alfabetit.*
*: ' -k* Alfabeti telegrafik (Mors) sistemi i shenjave me pika e vija, që përdoren në felegrafi për të dhënë shkronjat.
ALFABETfK,~E *mb.* I renditur sipas radhës së shkronjave të alfabetit; që ka të bëjë me alfabetin. *Renditje altabetike. Tregues (skedar) alfabetik. Sipas rendit (në rend) alfabetik.*
i ALFABETIKISHT *ndajf.* Sipas rendit alfabetik, në read alfabetik. *Rendit alfabetikisht.*
ALFABETOR,~E *mb.* Që k& të bëjë me alfabetin, që i përket alfabstit, i alfabetit. *Çështja alfabetore.*
ALGË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë e thjeshtë, zakonisht e gjelbër e me ibrmatëndrys.hme, që, auk' ka ndarje në kërcell, gjethe e rrëiijë dhe që rritet në vende me ujë. *Algest e gjelbra (të kuqe). Algat e d"iit.*
ALGË,~A H I *sh.* ~Ë, ~ËT. Lëvozhga e farës së pishës së butë...
ALGJEBËR,~RA . 1. Pjesë e matematikës, që studion veprimet me numrat, dhe i zëvendëson këta në forme përgjithësuese me anë të shkronjave. *Algjebra e lartë. Vsktrime algjebre.*
2. Lënda që jep njohuritë kryesore të. kësaj pjese të matematikës në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Libri i algjebrës. Mësuesi i algjebrës. Orët e aigjebrës. Bleu algjebrën.*
ALGJEBRlK,~E *rub. mat.* Që ka ië bëjë me algjebrën, i algjebrës; që është sipas rregullave të algjebrës. *Numër algjebnh. Forimtlë. (shprehje) algjebrike. Veprime algjebrike, Barazim aSgjebrik.*
ALGJERIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Algjerisë ose ai që e ka prejardhjen nga Algjeria.
ALGJERIAN,~E. *mb.* Që iidhet me Algjerinë ose me algjenanët, që është karakteristik për Algjerinë ose për algjerianët, i Algjerisë ose i aigjeriauëve; që është krijuar nga algjerian" (*Populli algjerkm. Qytetet algjeriane.. Kuitura algjeriane.*
ALIAZH,~I *m.* i". ~Ë,. ~ET *tek.* Përzierje që del nga shkrirja së bashku e dy ose e disa metaleve; lidhje. *Aliazh i forte (special). 4liazhet c hekt:rit (p.bakrit).*
ALIBI.~A . *sh.* '-, r~l'k, *drejt.* Ndodhja e një personi në një vend tjetër në çastin kur është fcryer një krisa. e cila vlen si. dëshmj se ai nuk ka marrë pjesë në atë krim. *Alibi e plotë. Kërkoj (gjej, krijoj) një alibi. Provoi aiibinë.*
ALIIXU.IA *pasfh. fet., vjet.* J.Pasthirrmë lavdëruese..që shqipi"oliej pas disw. këngëve e lutjeve sipas dcgmës aë shërbesat e krishtera.
2. ii *em. f. sh.* -", ~T. Thirrja që shqiptohej dhe kënga lavdëruese, që fcëndohej si përgjigje për disa lutjeve ShP?.5 dogmës Isë shërbesat e krishtera.
• I Jcër,aon f;lUSiii:i *d ik uj t keq.* i thur lë-vdata të tepruara riikujt; i bën iajka; i shkon pas avazst.
ALIMURG,-~'U *m.* Lëngu i bërsive ië uliinjve. kaqëS.
ALISiVË,~A . Finjë. *Shtie rrobat në aliiivë.* ALITER.'iC:ON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *let.* Pëysc~ ritja pranë e pranë c bashkëtingëlloreve oss e rrokjeve të njëjta në',.r5je për ta rritur fi:qinë shprehëse t:S tingellira.it të tyre. *Varg me aiileracion.*
ALIVAN,~'I *m.* Të fikët. *ra alivan.*
ALIVANOSEM *vstv.,* ~A Ia), ~UE. Me bis të fikët.
ALIVANOSUR (i,") *mb.* Që i ka rënë të fikët. *Ra i alivanosur.*
ALIVËR,~I *m. anat.* ?jsss e d;ytë e stomakuI të kafshëve ripërtypëse, që e ka faqen e brendshme hoje-hoje; nanuq.
ALKAL,~'I *m. sr'i,* '-^'S, '-'ËT *kim.* Lëndë e tret-shme në ujë, me veti të ngjashme me ato të sodës a të potasit, që de! nga bashkimi 1 kripss me acid dhe që gjendet edhe në Iiirin a bimëva të iijegufi\. *Alksl i lire. Aikal mineral* potas. *Alkal i zi.*" ALKIMI,~A. Shkencë e rreme e mesjetës, që sy-nonte të zbulonte të ashtuquajturin "gur filozofik" çudibërës, me anën e të cilit kujtontë se do t'i shndë-rronte metalet e tjera në ar e argjend, se do të shë-ronte sëmundjet, do të ripërtërinte e do të zgjaste j-3tën etj.; periudha parashkencore e kimisë.
ALKlMI"v~E *mh.* Që licihet,ne alkiminë, i alki-misë; që nuk ka të bëjë me kiminë e vërtetë shken-core. *Teori alkimike. Shenja ulkimiice.*
ALKIMIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merrej me alkimi.

mbaron sendi a vendi; pjesa e majtë a e djathtë e një sendi ose e një vendi, krah. *Ana e djathtë (e majtë). Ana e arës (e lumit). Ana e pëlhurës (e lakrorit). Anët e një barazimi. mat. Në anën e rrugës (e tryezës...). Në (nga) të gjitha anët. Sa nga një cmë në tjetrën. Kthehem nga ana tjetër. Marr anët* qethem anash. *U morën anët* u morën krahët, i rrethuan. *Nxjerr në anë. Anë për anë* buzë me buzë. *Me një anë* mënjanë.
2. Hapësira a trualli në një krah ose afër skajeve jashtë kufijve të një sendi a vendi; hapësira a vendi në një drejtim të caktuar, si edhe vetë ky drejtim. *Në këtë anë të shtëpisë (të fshatit... ). Nga ana e malit. Katër anët e horizontit. Ana e shint (e mesditës)* jugu. *Ana e bores* veriu. *Ana e diellit* lindja. *Ana e detit* perëndimi. *Me ate anë* matanë. *Anë e me anë* anembanë. *Në të katër anët* kudo, në çdo vend. *Nga të katër anët* nga çdo vend, nga të gjitha drejtimet; në të gjitha vendet ose drejtimet. *Anë e kënd (e skaj, e cekë)* anekënd.
3. Faqe e një trupi, njëra nga sipërfaqet kufizuese të një sendi. *Ana e mbarë (e prapme, e pasme). Ana e sipërme (e poshtme). Anë mali. Ana e padukshme e Hënës. Anë me (per) anë* tejpërtej, tejendanë.4. Krahinë, vend. *Në (nga) anët tona. Në ato anë. Banorët e atyre anëve. Është nga ana jorië.*
*5.* Skaji me i largët injëvendi, i një hapësire; fun-di, mbarimi i diçkaje. *Në anë të dheut (të botës). S'ka anë. Pa anë e pa fund. Nuk i gjendet ana. Në anë të anës* shumë larg. *Nga ana e anës* nga vise shumë të largeta:
6. Pale, njeri a grup njerëzish, që i kundërvihen një pale ose një njeriu a grupi tjetër. *Anët kundër-shtare. Ana paditëse. Ana e djalit (e vajzës). Në anën e popuilit. Marr anën e dikujt* radhitem përkrah një tjeiri në mendime e veprime, bëhem me dike.
*1.* Anësi, pajë. *mban anën dikujt. Mban anë. Kam anë* me mbajnë pajë, me përkrahin.
8. Pjesë përbërëse e diçkaje, element i një çështjeje, vepre eij.; tipar, veçori që karakterizon diçka. *Anët e mira(të dobëta, të erreta). Anapraktike (formale, teori-ke). Anapolitike (pbjektivë). Ana tjetër e çështjes. Zëven-dës për anën mësimore (shkencore, administrative).*
9. Pikëpamje; kënd vështrimi. *Nga ana e jashtme (e brendshme). Nga ana parimore (teknike). Nga ana sasiore. Nga çdo anë.*
10. Gjysma e barrës së kafshës së ngarkuar, njëri krah i barrës së kafshës. *Ana e mushkës. 1 ngre (i mbaj) anën. E ha ana* i rëndon me shumë njëra gjysmë e barrës, i varet barra nga njëra anë.
•*k* Nga ana *e dikujt* lidhur me njeriun që bën a që thotë diçka, për dike. Nga ana *e b u r r it ( e g r u a s, e v ë 11 a i t, e b a b a i t... )* në vi jën e lidhjes familjare me burrin (gruan, vëllanë, babanë...). Me anën *e dikujt* me ndihmën e dikujt, nëpërmjet dikujt. Me anë *të diçkaje* (me anën *e diçkaje )* me një mjet, me një mënyrë a me një rrugë; me ndihmën e..., me. Nga njëra (një) anë... nga ana (me anë) tjetër *përd. fj. ndërm.* përdoret kur kundërvihen dy fakte, dy rrethaiia, dy kënde vështrimi, dy rrugë zgjidhjeje etj. Në anën tjetër të barrikadcs *shih te* BARRIKADË,~A. Ana e keqe *euf.* djalll. Ana tjetër e medaljes *shih te* MEDALJE, ~A. Dal (e nxjerr) në anë (e) shpëtoj nga një e keqe, ka-përcej një vështirësi. S'ia di anën *diçkaje* nuk e di ku e ka burimin, shkakun diçka. la gjej anën a) gjej mjetin, mënyrën për të zgjidhur diçka ose për të mbaruar një punë; b) gjej ra'stin për të kërkuar diçka prej një njeriu ose për t'i bërë diçka. S'i gjendet ana *diçkaje* nuk ke ku e kap, është bërë copë-copë (për rrobat etj.). S'ia gjej dot anën *diçkaje* a) nuk di nga ta nis një punë, s'ia gjej dot fillin; b) nuk ia dal ^dot mbanë, nuk e kryej dot një punë. Me ha ana *me dike shih te* HA. Me heq ana *m ë dike a me diçka* prirem, anoj nga dikush a diçka. E kaloi për anash vetëm sa e përmendi, nuk e trajtoi gjerë a nuk e zbërtheu thellë. Marr anë a) çlo-dhem pak, rri pak men jane për të marrë frymë; b) *vjet.* marr pjesë. la ka marrë anën (krahun, dorën) *një p u n e shift te* MARR. Me merr ana a) anohem pa-dashur, përkulem anash gati për t'u rrëzuar; b) bie nga shëndeti, plakem, rrëgjohem. Në atë anë (krah, brinjë) fli! *iron, shih te* KRAH, ~U. Nuk ka anë e udhë nuk gjen dot arsye për ta shpjeguar, nuk për-Jigjet; nuk ka kuptim, nuk ta rrok mendja. S'pyes (s'dëgjoj, s'dua t'ia di) nga ajo anë nuk i trembem një gjëje, nuk çaj kokën për diçka. I hyn era në të katër anët *shih tek* ERË, ~A i. I priste shpata (palla, kor-dha, sëpata) nga të dyja anët (djathtas e majtas) *shih te* PRES i. Nga një anë të puth, nga tjetra të pret *keg.*
*shih te* PUTH. Të mos na presë thika vetëm në njërën anë *shih te* THIKË,~A.
ANË, ~A n . *tekst.* Fill mëndafshi a pambuku jo shumë i trashë, që përdoret në endje me tepër për pjesët anësorc të pëlhurave dhe për vijat e zbukuri-meve. *Anë e bardhë (e kuqe). Anë mëndafshi (pambuku).*
ANËCAK, ~U,*n. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gur që )ihet pak jashtë murk dhe që shërben për të vënë a për të varur diçka në të.
2. *arkit.* E dale në mur, ku mbështetet ndonjë pjesë e ndërtesës ose ku vendoset një zbukurim.
ANËCAK, ~E *mb.* Që mban anë, i anshëm.
ANËDËT, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. Bregu i detit, bregdet. *Anëdeti shqiptar. Banorët e anëdetit.*
ANËDETAS, ~E *mb. vjet.* Bregdetar. *Qytet anë-detas.*
ANËLUMË, ~I *m.* Bregu gjatë rrjedhës së Iumit; rrugë a shëtitore buzë një lumi. *Mori anëlumin.*
ANËNGRËNË *mb.* Që i ka anët të ngrëna, që është me buzë të ngrëna.
ANËPËRANË *ndajf.* Anembanë, në çdo anë.
ANËROJË, ~A *f.sh.* ~A, ~AT *usht.* Grup ushtarësh, që ecën anës forcave kryesore në mar-shim për t'i mbrojtur nga sulmet e papritura në krahë. *Nxjerr anërojë,*
ANËS. I. ndajf. 1. Në anë, në krah, anash, jo për-mes; rrotull. *Anës e anës. Anës e përqark. Shkoj anës. Shikoj anës. I bie anës.*
2. *fig.* Rrotull; tërthorazi, jo drejtpërdrejt. *shkoi anës. 1 bie (i vij) ones e anës. la them anës e anës. E sjell fjalën anës e anës. Vij anës për diçka* sillem, kërkoj andej e këtej.
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore për të treguar vendin, sendin a njeriun në anë ose rro-tlull të cilit ndodh, kryhet diçka ose lëviz dikush a diçka; buzë. *Anës Iumit (detit). Anës malit (shkëmbit). Anës rrugës (arës, shtëpisë).*
*-k* I vjen anës *shih te* VlJ.Vjen anës (rrotull, rreth) për shi (për bore) *shih te* RROTULL.
ANËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Secila nga dë-rrasat anësore të shtratit të qerres. *Anëset e qerres. 2. shih* ANIE,~A 5.
ANËSI,~A i . *sh.* ~, ~TË. Përkrahja që i jepet dikujt pa të drejtë e me paragjykim; *kund.* paanësi. *Anësi e hapët (e fshehtë). Punë me anësi. Mban anësi. Gjykon pa (me) anësi. Ka anësi.*

ANËSI,~A ir *hryes. sh.* ~, ~TË *anat.* Gjym-tyrët e trupit të njeriut (duart ose këmbët). *Anësitë e sipërme* duart. *Anësitë e posh(me* këmbët.
ANËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* ANIM,~I.
ANËSISHT i *ndajf.* Në mënyrë anësore; tërthorazi, jo drejtpërdrejt *Prek anësisht.*
ANËSlSHT ii *ndajf.* Duke e përkrahur dike pa të drejtë e me paragjykim, me anësi; *kund.* paanë-sisht. *Flet (punon) anësisht.*
ANËSOHEM *vetv.* Marr anën e një pale, prirem nga njëra anë, anoj.ANËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* ANOJ.
ANËSOR,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT *sport.* Gjyqtar ose lojtar i krahut të majtë a të djathtë, gjyqtar ose lojtar anësor.
ANËSOR,~I II *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Secili prej drurëve të trashë të lëmuar nga faqja e brendshme, që mbërthehen në të dy anët e lugut ku rrëshqasin poshtë trupat e prerë në pyjet malore. *Anësorët e lugut.*
2. Secili prej drurëve të latuar e paksa të lakuar, që bashkojnë pjesën e përparme të samarit të kafshë-ve më të pasmen. *Anësorët e samarit.*
ANËSOR,~E *nib.* 1. Që gjendet në anë të një vendi a sendi, që ndodhet në krah; që vjen nga anët; i anës. *Faqe anësore. Vijë anësore. Rrugë anësore. Derë anësore. Mure anësore. Krahinë anësore. Ojethe (rrënjë) anësore. bot. Gjyqtar (lojtar) anësor. sport. Goditje anësore. Zjarr anësor. usht.*
*2. gjuh.* Që shqiptohet duke kaluar rryma e ajrit anës gjuhës kur kjo puqet me dhëmbët ose me qiell-zën e forte. *Bashkëtingëllore anësore (p.sh.* I).
3- *fig*- Q^ eshtë i dorës së dytë, që nuk zë vendin kryesor; që nuk prek thelbin e diçkaje, që e kap cekët, anash. *Problem anësor. Temë (çështje) anësore. Du-kuri anësore. Në mënyrë anësore.*
ANËSORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesë e par-mendës, e cila hedh anash dheun që can plori, veshëz.
2. Thurimë e cila vihet anash shtratit të qerres, që të mos bjerë ndonje gjë. vë *anësorët.*
3. Rrugëz anës mureve të ndërtesave pak më e ngritur se rruga a oborri. *Eci në anësore.*
ANËSUJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Ishull.
ANËSHKRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shënim i shkurtër që vihet në anë të faqes së një dorëshkrimi, të një shkrese a të një libri. *Vë (bëj) një anëshkrim.*
ANËSHKRIMISHT *ndajf. zyrt.* Në anë të faqes së një shkrese ose dokumenti.
ANËSHKRUAR (i,e) *mb. mat.* Që qëndron në anë të një brinje (për këndet) ose në anë të një këndi (për brinjët). *Kënd i anëshkruar, Brinjë* e *anëshkruar.*
ANËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën pjesë në një parti, organizatë, shoqatë ose në një bashkësi tjetër; ai që bën pjesë në një komision a në një grup të caktuar për një punë; njeri i zgjedhur a i caktuar në një organ, forum etj. *Anëtar i përhershëm. Anëtar par tie. Anëtar kooperative. Anëtar nderi. Anëtar i kryesisë (i komisionit, i klubit...). Anëtar i qeverisë (i presidiumit... ). Anëtar i shoqatës (i federates... ). Anëtarët e organizatës. Anëtar i Këshillit Popullor. Anëtarët e familjes. Jam (bëhem) anëtar. Pranoj si anëtar.*
ANËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ANË-TAR,~I. *Anëtare partie. Anëtare e Bashkimit të Grave të Shqipërisë. Anëtare e kryesisë.*
ANËTARËSI,~A . Të qenët anëtar i një partie, organizatë, shoqate etj.; pjesëmarrje në një parti, organizatë, shoqatë etj. *Anëtarësia në një organizatë. Kuota e anëtarësisë.*
ANGARI,~A *sh.* ~, ~TË. 1. *hist.* Punë e de-tyruar pa shpërblim, që bënte fshatari për beun ose për shtetin me krahë dhe me mjetet e kafshët e veta
të punës; punë e detyruar pa shpërblim. *Angaritë për shtetin. Pesë ditë angari. Benin angari.*
*2. fig.* Barrë, punë që bëhet pa dëshirë a që nuk të sjell ndonjë kënaqësi; punë e padobishme. *Angaritë e shtëpisë. la ngarkoi angari dikujt.*
3. *përd. ndajf.* Në mënyrë të detyruar e pa marrë asnjë shpërblim. *Punonin angari, I merrnin angari.*
4. *përd. ndajf. fig.* Pa dëshirë e shkel e shko, sa për të shkuar radhën. *Punon angari. E bën (e merr) punën angari.*
ANGAZHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ANGAZHOJ, ANGA-
ZHOHEM. *Angazhimi i j'orcave (i mjeteve).*
2. *shift* ZOTIM,~I. *Marr angazhim* zotohem.
*Mbaj (plotësoj) angazhimin.*
ANGAZHOHEM *vetv.* 1. Përfshihem në një punë a veprimtari, i hyj një pune dhe merrem me të.
2. *shih* ZOTOHEM,.
3. *usht.* Përfshihem në veprime luftarake, hyj në betejë me kundërshtarin. *Angazhohen në luftime.*
4. *Pës. e* ANGAZHOJ.
ANGAZHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zë me qira tërësisht për vete një mjet, një sallë etj., pajtoj për vete. *Angazhoi një makinë (një karrocë). Angazhoi sallën.*
*2. usht.* Hedh trupat në veprime luftarake; e de-tyroj dike të marrë pjesë në luftime, e ngërthej në luftime. *Angazhon në betejë.*
3. *libr.* E fut në një punë a veprimtari, e zë me një punë; ia ngarkoj dikujt si detyrë një punë etj.
ANGËRDUF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Njeri që fryhet e kapardiset si gjeldeti; ai që mbahet me të
madh.
ANGËRDUFEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *krahin.* 1. *vet. veta III.* Fryhet, krekoset (gjeldeti, këndesi).
2. *fig.* Fryhem, kapardisem si gjeldeti, mbahem më të madh.
ANGËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. 1. Cipë e hollë, që mbështjell një organ të trupit; lëkurëz. *Angrra e mushkërive (e zorrëve).*
2. *vet. sh.* Të përbrendshmet, rropullitë.
3. Zgavër, pjesa e brendshme e një hapësire.
ANGËSHT (i,e) *mb. krahin.* 1. I ngushtë. *Rroba të angështa.*
*2. fig.* Dorështrënguar; i shtrënguar në punë e në marrëdhënie më të tjerët.
3. *jig.* I kursyer në fjalë, fjalëpakë.
ANGËSHT *ndajf. krahin.* 1. Ngushtë. *Me rri (mS vjen) angësht. E zë angësht. 2. fig.* Mekeqdashje, keq. *Flet angësht për dik ë.*
ANGËSHTI,~A. 1. *krahin.* Shtrëngim nga ngush-tësia.
2. Gjendje shpirtërore e nderë, shtrëngim i brend-shëm, ankth. *Kam (ndiej) angështi. Me hipën (me pushton) një angështi.*
3. Zagushi, ufëm.
ANGËSHTIM,~I *m.* Gjendja sipas kuptimit 2 të foljes ANGËSHTOHEM. *Kam një angështim.*

ANGËSHTOHEM *vetv.* 1. *krahin.* Ngushtohem.2. *fig.* Kam angës3iti, ndiej një peshë në zemër; me pushton angështia. *Me angështohet zemra.*

ANGËSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Ngu-shtoj, i lë me pak vend.

ANGËSHTUAR (i,e) *mb.* Që e ka pushtuar angështia, që ndien një peshë në zemër; i ndrydhur.

ANGLEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Banor vendës i Angjisë ose ai që e ka prejardhjen nga Anglia.

2. *bised.* Ai që zbaton politikën e synimet e impe-rializmit anglez, përfaqësues i qarqeve qeveritare ose pjesëtar i forcave pushtuese të Britanisë së Madhe. *Dëbimi i anglezëve nga kolonitë.*

ANGLEZ,~E *mb.* Që lidhet me Anglinë ose me anglezët, që është karakteristik për Anglinë ose për anglezët, i Anglisë ose i anglezëve; që është krijuar nga anglezët. *Populli anglez. Ekonomia angleze. Lira anglezë. Trupat angleze. Flota angleze. Gjuha angleze. Letërsia angleze.*

A-Çelës angiez *tek.* çelës që me anë të një burme mund të përshtatet për bulona me madhësi të ndryshme.

ANGLIKAN,~E *mb.* Që ka të bëjë me një nga format e protestantizmit, e cila është bërë fe mbizo-tëruesë në Angli; që ndjek dhe përhap dogmat e kësaj forme Itë protestantizmit. *Kisha (feja) anglikane. Prift anglikan.*

ANGLISHT *ndajf.* Në gjuhën angleze. *Flas (di) anglisht. Përkthej anglisht.*

ANGLISHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane e grupit gjermanik, që flitet në Angli, në Amerikën Veriore, në Australi dhe në disa vende të tjera, gjuha angleze. *Anglishtja e Amerikës.*

ANGLO-AMERIKAN,~E *mb.* Që ka të bëjë me anglezët dhe me amerikanët së bashku, anglez dhe amerikan së bashku. *Trupat anglo-amerikane. Impe-rialistët anglo-amerikanë.*

ANGLOSAKSON,~E *mb. Që* ka të bëjë me anglezët dhe me saksët (fise meprejardhje gjermane); që ka të bëjë me popullsinë kryesore të Britanisë së Madhe. *Popujt anglosaksonë. Fjalë anglosaksone.*

ANGOLAS,~I *m. sh.* ~, —IT. *shih* ANGOLEZ,~I.

ANGOLEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Angolës ose ai që e ka prejardhjen nga Angola.

ANGOLEZ,~E *mb.* Që lidhet me Angolën ose me angolezët, që është karakteristik për Angolën ose për angolezët, i Angolës ose i angolezëve; që është krijuar nga angolezët. *Populli angolez. Bregdeti angolez.*

ANGULLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kuitja c qenit ose e ujkut kur i bien a kur ka të keq; ulërimë me zë të ulët dhe të përvajshëm. *Angullima e qenit (e ujkut). Lëshon angullimë.*

2. Gërvimë.

ANGULLlNy”oAra., ~U, ~RË. 1. Kuit kur i bien ose kur ka të keq (për qenin, ujkun); ulërin me zë të ulët e të përvajshëm. *Angullin qeni (ujku).*

2. Gërvin.

ANGULLIT;, ~I, ~UR. *shih* ANGULLIN.

ANGULLITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. *shih* AN-GULLIMË, ~A.

ANGJINARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare e viseve të ngrohta, me gje-the të mëdha të prera thellë, që mbillet për lulet si kokë me fletë të tulta, të cilat përdoren si ushqim dhe për të përgatitur pije, barna mjekimi etj.; lulja e pa-çelur e kësaj bime. *Kokë angjinareje. Sal late me an-gjinare.*

ANGJlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjek.* Sëmundje e cipës së grykës, që shfaqet me pezmatimin e saj dhe që zakonisht prek edhe bajamet. *Angjina e kraharorit (e gjoksit)* semundje që shfaqet me dhembje të forla në anën e majtë të kraharorit, të shoqëruara me zë-nien e frymës dhe me ndjenjën e ankthit. *Vuan nga angjina. Kam angjinë.*

ANHIDRID,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Oksid, i cili kur bashkohet me ujë jep një acid. *Anhidrid kar-bonik (sulfurik).*

ANHIDRIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *min.* Shkëmb i bardhë, që është i përbërë nga sulfati i paujë i kal-ciumit dhe që kur bashkohet me ujë jep gjipsin.

ANI *bised.* I. *ndajf.* 1. Pastaj, me vonë. *Të mbarojë punë, ani të dale.*

*2. si fj. ndërm.* Nuk ka gjë, s'prish punë, paçka. *Ani, do të pres. Ani se nuk erdhi.*

II. *pj.* Përdoret zakonisht përpara disa përemrave e ndajfoljeve, për të treguar me ironi dike a diçka që nuk besohet se mund të jetë i tillë a e tillë ose që shihet me mospërfillje; edhe, pale. *Ani kushl Ani qysh! Ani si! Ani kur!*

III. *pasth.* Përdoret në krye të vargjeve në këngët popullore si thirrje dhe si mjet plotësues poetik, ashtu si edhe: hajde, hej, e po. *Ani mora rrugën, nëno, për në Puke! Ani ç”paska qafën si gastare!*

ANIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Rrip i gjerë pëlhure me ngjyra të ndryshme, që përdoret për të mbuluar e për të zbukuruar mindëret, jastëkët anësoië ku mbështetemi etj.; qilim ose rrogoz i vogël, që shtrohet në një anë të oxhakut a të dhomës. *Shtroi anien.*

2. Dërrasë me njërën faqe gjysmë të rrumbullakët, që del nga sharrimi për së gjati i anëve të trungut të prerë të një druri. *Anie pishe (bredhi, plepi).*

3. Mahi e çatisë. *Vë aniet.*

*4.* Secila nga katër pjesët e rrethit të rrotës së qerres.

5. Rrip i ngushtë toke anës një are, i cili mbetet pa u punuar nga plugu. *Punoj aniet me bel.*

ANIJATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *arkit.* Pjesë e brendshme e një kishe, që shtrihet në mes dy rreshtash me shtylla; navatë. *Anijata kryesore.*

ANIJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Mjet i madh lun-drimi, që përdoret për të mbartur nëpër ujë mallra e njerëz, për peshkim, për qëllime ushtarake etj. *Anije tregtare (ushtarake). Anije akuilthyese (aeroplan-mbajtëse, vajgurmbajtëse). Anije udhëtarësh (tran-sporti). Anije peshkimi. Anije me avull (me vela, me motor). Kuverta e anijes. Kiçi (bashi) i anijes. Kapi-teni i anijes. Ditari i anijes. Ngarkoj (shkarkoj) anijen. Fundoset anija. Hipi në anije.*

*2.* Mjet për lundrim ajror ose për fluturime koz-mike. *Anije kozmike (ndërplanetare). Ulja e anijes në Hënë.*

3. *arkit.* Anijatë. *Anija qendrore (anësore).*

ANIJEDREJTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Specialist për drejtimin e anijeve gjatë lundrimit.ANIJENDËRTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Specialist për ndërtimin e anijeve; ndërtues anijesh.

ANIJENDËRTUES,~E *mb.* Që merret me ndër-titnin dhe me ndreqjen e anijeve. *Kantier anijendërtues.*

ANIJERl,~A. *vjet.* Arti i lundrimit detar. *Shkollë anijerie.*

ANUESI,~A . *përmb. vjet.* Flota detare. *Anijesi luftarake.*

ANIJESOR,~E *mb. v;”t.* Që ka të bëjë me flotën detare, i flotës detare, detar. *Forcat anijesore.*

ANIJETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Pjesëtar i ekuipazhit të një anijeje, ai që shërben në një anije, detar.

ANIJETAR,~E *mb. vjet.* Që ka të bëjë me anijen ose me flotën detare; i anijes ose i flotës detare. *Bazë anijetare.*

ANIJETHYERJE,~A . *libr.* Shkatërrimi i një anijeje dhe fundosja e saj gjatë një stuhie ose nga një përplasje.

ANILINË,~A . *kim.* Lëng i helmet i pangjyrë dhe me ere të keqe, që nxirret nga katrani dhe që përdoret për përgatitjen e bojërave, të barnave etj. *Bojë aniline.*

ANIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve ANOJ, ANOHEM. *Anim i forte. Animi i krahëve (i kokës). Anim nga e majta.*

ANIMIST,~E *mb.* Që lidhet me animizmin, që niset nga përfytyrimi mbi sendet dhe dukuritë e botës sikur janë të gjalla e me shpirt. *Përfytyrime animiste.*

ANIMIZËM,~MI m. Forme e hershme e be-simit fetar te popujt primitive, sipas të cilit të gjitha sendet kanë shpirtin e vet si edhe njerëzit; bes:mi te shpirti sipas dogmës fetare. *Shfaqje të anitnizmit.*

ANION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fiz.* Jon me ngarkesë negative; *kund.* kation.

ANKAND,~I *m.* Shitja e një pasurie ose e një sendi botërisht, duke ia dhënë atij që pranon ta blejë me çmimin më të lartë. *Shet (blen) në ankand. Nxjerr (vë) në ankand.*

• Nxjerr (vë) në ankand *diçka* bën tregti me një gjë të shenjtë e të shtrenjtë për dike, e cila as që duhet të mendohet se mund të shitet e të blihet.

ANKESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkresë ose fjalë, që i drejtohen një organi zyrtar për të shprehur kundërshtimin për një veprim të padrejtë e të pali-gjshërn të një njeriu a të një institucioni. *Ankesë e drejtë (e padrejtë). Ankesë me shkrim (me gojë). Zyra e ankesave. Libri i ankesave. Bëj (paraqit) një ankesë. Zgjidh ankesat.*

2. Ankim. *Ankesat e të sëmurëve.*

ANKETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pyetja e shumë njerëzve për të mbledhur të dhëna ose mendime për një çështje shoqërore, politike, ekonomike etj. *An-ketë muzikore (gjuhësore, parlamentare...). Anketa e gazetës. Përfundimet (të dhënatj e anketës. Pjesë-marrësit e anketës. Bëj (hap) një anketë.*

*1.* Fletanketë. *Pyetjet e anketës. Mbush (plotësoj) anketën.*

ANKETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes ANKETOJ. *Metoda e anketimit.*

ANKETOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj një anketë.

ANKETUES,~I *m. ih.* ~, ~IT. Ai që bën një anketë, ai që drejton plotësimin e një anketë.

ANKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ANKOJ, ANKOHEM. *E drejta e ankimit.*

2. *shih* ANKESË,~A. *Kam ankime.*

ANKIMOR,~E *mb. drejt.* Që përmban një ankim kundrejt dikujt a për diçka. *Kërkesë ankintore.*

ANKOHEM *vetv.* 1. Shpreh dhembjen me fjalë e psherëtima për një sëmundje a një të keqe. *Anko-het nga barku.*

*2.* Shpreh pakënaqësinë për diçka që nuk me pël-qen ose ç' e shoh të padrejtë; qahem. *Ankohet kot (me vend). I ankohem shokut. S'ka përse të ankohet. Nuk di të ankohet.*

3. Paraqit një ankesë, bëj një ankesë me shkrim a me gojë. *U ankua me lart. Ankohet pa frikë (pa të drejtë). Shkoi të ankohej.*

ANK'OJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR *bised.* 1. Shpreh dhembjen me ahe erne ohe, rënkoj; qahem për një dhembje a sëmundje, ankohem. *Ankon me zë. Nga se ankon?*

*2.* Qahem për diçka të padrejtë ose për një të keqe a një hall, ankohem.

3. *kal.* Ia qaj hallin dikujt.

ANKOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *keq.* Njeri qe ankohet vazhdimisht, ai që qahet për çdo gjë ore e cast, zakonisht pa të drejtë ose për të pasur ndonjë përritim vetjak. *Është një ankojë e keqe.*

-Moj dhelpër, moj ankojë, shumë armiq zure në gojë! *iron, shih te* DHELPËR, ~RA.

ANKORIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *det.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ANKOROJ, ANKORO-HEM. *Ankorimi i anijes. Vendi i ankorimit.*

ANKOROHEM *vetv. det.* Lëshoj hekurin e anijes në fund të ujit për të qëndruar në një vend, hedh spirancën; ndalon për të qëndruar në një vend e lidhur pas hekurit (për anijen). *Ankorohemi në një port. Ankorohet anija.*

ANKOROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *det.* 1. Hedh hekurin e anijes në fund të ujit për ta mbajtur atë në një vend të ndalur, lëshoj spirancën. *Ankoroi anijen.*

*2. jokal. shih* ANKOROHEM. *Ankoroi në breg.*

ANKTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ëndërr e rëndë, gjatë së cilës na duket sikur na zihet fryma dhe tron-ditemi ose trembemi. *Ankth i rëndë. Gjumë me ankthe. Zgjohem nga një ankth.*

2. *fig.* Ndjenjë e rëndë ndrydhëse, shtypëse; shqe-tësim i madh për fatin e dikujt ose për fundin e diç-kaje. *Ankthi i pritjes. Me ankth në zemër. Jam në ankth. Pres (shoh, ndjek) me ankth. E zuri një ankth. U çlirua (shpëtoi) nga ankthi.*

ANKTHSHËM (i), —ME (e) *mb.* 1. Që shoqë-rohet me ankthe. *Ëndërr e ankthshme. Gjumë i ankth-shëm.*

*2. fig.* Që është plot ankth, që shpreh ankth. *Vësh-trim i ankthshëm. Pritje e ankthshme.*

ANKUES,~I m. *sh.* ~, ~IT *zyrt.* Ai që paraqet një ankesë; ai që ankohet për diçka të padrejtë a të paligjshme.ANKUES,~E *mb.* 1. Që shpreh një ankim; që tingë)Ipn si qarje, vajtues. *Zë ankues. Vështrim ankues. 2. zyrt.* Që paraqet një ankesë. *Pala ankuese.*

*f* ANKUESHËM *ndajf.* Si me ankim, duke u ankuar. *Vështron ankueshëm.*

ANODË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fiz.* Elektrodë e polit pozitiv në një burim rryme elektrike ose e lidhur me polin pozitiv; *kund.* katodë. *Pllaka e anodes. Ten-sioni i anodes.*

ANOFELE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *zool.* Lloj mush-konje që mbart mikrobin e malarjes, mushkonja e malarjes. *Larval e anofeles.*

ANOHEM *vetv.* Përkulem nga njëra anë, varem nga njëra anë; shkoj mënjanë. *Anohet barka (aero-plani). Anohet shtëpia. Anohem për të pare. Anohem nga e majta (nga e djathta),*

*AWOJjoka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* ANOHEM.

*Anon barka. Anon nga e djathta (nga e majta). Anon nga r.jëri krah. Anon kali* i varet njëra anë e barrës Icalit. *Anoj nga pesha.*

*2. fig.* Prirem nga një anë, marr anën e dikujt; i afrohem një mendimi. *Anon nga i ati (nga shokët). Anoj nga shumica. Anon nga ne. Anoj nga mendimi me* i *drejtë. Nga me anon zemra.*

3. Ngjaj me dike a me diçka tjetër, afroj. *Anon nga e bardha. Nga anon me shumë?*

4. *kal.* Përkul nga njëra anë, zhvendos anën e një sendi në krahasim me vijën pingule ose horizontal, i jap drejtim të pjerrët. *Anoj trupin. Anoj degët. Anoj barken. Anoj për para (nga e majta).*
• Nga anon balanca *shih te* BALANCË,~A₂.
ANOMALI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Shmangie nga rregulli i zakonshëm, zhvillim jonormal; diçka që është jashtë rregullit të caktuar, që nuk shkon si du-het, çrregullim. *Anomali trupore. Anomali në punë. Sjell anomali. Mënjanoj anontalitë.*
*2. spec.* Shmangie nga një madhësi a nga një drejtim i përcaktuar ose mesatar. *Anomali op tike. Anomali magnetike.*
ANONIM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Autor i një vepre ose i një letre, të cilit nuk i dihet emri, autor i panjo-hur. *Anonimët popullorë. Anonimi i Elbasanit.*
ANONlM,~E *mb.* 1. Që nuk e ka emrin e atij që e ka bërë, që nuk i dihet autori ose ai që e ka shkruar; pa emër. *Vepër anonime. Artikull anonim. Letër ano-nims.*
2. Që nuk i njihet emri; që nuk nënshkruan me emrin e vet. *Autor anonim. Mjeshtrit anonimë.*
Shoqëri anonime shoqëri aksionare në vendet kapitaliste, që nuk mban emrin e asnjërit nga pjesëtarët e saj.
ANORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Qilim i vogël që shtrohet anës vatrës ose mbi minderet anës oxhakut, anie.
2. *shih* ANIE,~A ₃.
ANORMAL,~E *mb.* 1. Që nuk përputhet me normal e me rregullat e përgjithshme, që kryhet ose zhvillohet jo sipas normës së zakonshme, jonormal; *kund.* normal. *Gjendje anormale. Zhvillim anormal. Në kushte anormale.*
*2. bised.* Që nuk e ka mendjen në rregull, që nuk
është më të e që nuk mund të përgjigjet për veprimet e veta; që i është prishur mendja. *Njeri anormal.*
3. *bised. Përd. em.* sipas kuptimjt 2 të mbiemrit.
ANOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. *shih* ANOJ ₄.
2. Përthyej dhe qep atiët e një rrobe. *Anos fundin (pallton).*
ANOSEM *vetv. shih* ANOHEM.
ANSAMBËL,~LI *m. sh.* ~LE, ~LET. 1. Grup këngëtarësh, valltarësh, instrumentistësh etj., që së bashku përgatitin dhe japin shfaqje artistike. *Ansambël artistik. Ansambli Shtetëror i Këngëve dhe i Valleve. Ansambli i kooperativës (i shkollës). Ansambli i ushtrisë. Pjesëtarët e ansamblit. Festivali i ansambleve. Shfaqjet e ansamblit.*
2. Njësi, pjesë a sende të bashkuara në mënyrë të lidhur e të harmonishme në një tërësi të përbërë. *Ansambël arkitektural. Ansambël ndërtesash. Ansambël skulpturash.*
ANSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Anësor, i anës. *Vija e anshme. Faqja e anshme. Dera e anshme.*
2. *Jig.* Që përkrah dike pa të drejtë, që i del krah një tjetri pa të drejtë, që mban anë; *kund.* i pa-anshëm. *Qëndrim i anshëm. Mendim (gjykim) i an-shëm.*
ANSHMËRI,~A . *shih* ANËSI,~Ai.
ANTAGONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *libr.*
Kundërshtar i papajtueshëm i dikujt.
2. *vet. sh. j'iziol.* Lëndë ose organe të trupit (si muskujt), që kryejnë veprime e funksione krejt të kundërta me lëndë a organe të tjera.
ANTAGONlST,~E *mb.* 1. Që është në kundër-shtim të papajtueshëm me dike a me diçka tjetër; që ka antagonizëm. *Klasa antagoniste. Forca antago-niste. Kontradikta antagoniste. Interesa (marrëdhënie) antagoniste.*
*2. fiziol.* Që kryen veprime e funksione krejt të kundërta në krahasim me ato të një lënde a organi. tjetër të trupit. *Lëndë antagoniste. Muskuj antagoniste.*
ANTAGONIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT.
1. Kontradiktë e papajtueshme, kontradiktë që zgji-dhet vetëm me ndeshjen e të kundërtave, me luftë ose me revolucion. *Antagonizmi klasor. Antagonizmi politik (ekonomik, ideologjik...). Antagonizmat kom-bëtare (fetare). Antagonizëm interesash.*
*2. fiziol.* Veprim ose funksion krejt i kundërt i një lënde a i një organi të trupit në krahasim me një lëndë a organ tjetër.
ANTARKTIK,~E *mb. gjeog.* Që ndodhet në zonën e Polit të Jugut a që ka të bëjë me këtë zone; që lidhet me Antarktikun. *Kontinenti antarktik. Rrethi polar antarktik. Ekspeditë antarktike.*
ANTENAGJATË, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Kandërr me trup të vogël, me brirthët të gjatë e me kra-hët si me gjemb në majë, që dëmton bimët. *Antenagjati i jonxhës. Antenagjati i fikut.*
ANTENË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *elektr.* Përçues i lidhur me radion, me televizorin a me një pajisjc tjetër, i cili shërben për të përhapur ose për të kapur vale elektromagnetike. *Antenë marrëse (dhënëse). Antenë e jashtme (e brendshme). Antenë radioje (tele-vizori). Radio pa antenë. Vë (ngre) antenën.*2. *kryes. sh. zool.* Secila nga dy fijet e holla në kokën e disa kandrrave, që shërbejnë si organe të ndijimit e të auhatjes; brirth. *Çifle antenash.*
ANTERl,~A. *sh.* ~, ~TË *vjet.* 1. Veshje burrash ose grash me mëngë të gjata, e prerë si jelek dhe e qëndisur, që mbahej mbi këmishë; një lloj mëngo-reje.
2. Veshje e gjatë, zakonisht për gra, që përdorej si rrobë e sipërme kur ishte prej leshi dhc si këmishë nate, kur ishte prej pëlhure.
ANTI- *fjalëform. libr.* Parashtesë që u shtohet mbiem-rave dhe emrave për të shprehur diçka të kundërt a diçka që është në kundërshtim, në luftë me atë që tre-gojnë këto fjalëpa parashtesën; kunder-; p.sh. anti-fetar, antikombëtar, antimalarik, antipopullor, antiqe-veritar etj.; antlgrimcë, antitrup etj.
ANTIAJROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht. shih* KUNDËRAJROR,~I.
ANTIAJROR,~E *mb. usht. shih* KUNDËRAJROR,
~E. *Mbrojtja antiajrore. Top antiajror.*
ANTIALKOOLIK,~E *mb.* Që është kundër për-dorimit të pijeve alkoolikc.
ANTIAMERIKAN,~E *mb.* Që është kundër po-litikës dhe veprimeve të imperializmit amerikan. *Ndje-nja antiamerikane. Veprimtari antiamerikane.*
ANTIBIOTlK,~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *farm.* Lëndë kimike, që nxirret nga disa kërpudha, e cila ka vetinë të mbyte një varg mikrobesh e bakteresh ose të ndërpresë zhvillimin e tyre dhe përdoret si bar mjekues. *Uzina e antibiotikëve. Përdor antibiotikë.*
ANTIBUROKRATlK,~E *mb.* Që është në kundërshtim me metodat dhe me mënyrat burokratike të punës; që është kundër aparatit burokratik. *Stil ami-burokratik.*
ANTICIKLON,~I m. *sh.* ~E, ~ET *meteor.* PIr-qendrim i një trysnie të lartë atmosferike, që vepron kundër zonave me trysni të ulët, ku ka ciklone (htrën-gata me reshje të

shumta) dhe që zakonisht sjell mot të kthjellët. *Anticiklon i lëvizshëm.*

ANTIDEMOKRATtK,~E *mb.* Që është kundër demokracisë, kundër të drejtave dhe intercsave të popullit punonjës. *Politikë antidemokralikt. Ligje (masa) antidemokratlke. Rtgjim antidemokratik.*

ANTIDIALEKTiK,~E *mb.* Që është në kundërshtim me parimet e dialektikës; që është kundër dia-lektikes; metafizik. *Metodë antidialektike.*

ANTIFASHlST,~I w. *sh.* ~Ë, ~ËT. Kundër-shtar i fashizmit; pjesëmarrës në luftën kundër fa-shizmit.

ANTIFASHfST,~E *mb.* Që është kundër fashizmit, që lufton fashizmin dhe fashistët. *Lufta antifashiste. Livizja antifashiste. Froati antifashist. Demonstrate antifashiste. Këskitti Antifashist Nadonalçlirimtar. Bo-shkimi i rinisë antifashiste.*

ANTJFASHIZËM,~MI m. Qëndrimi kundër fashizmit, urrcjtja për fashizmin; veprimtaria kundër fashizmit.

ANTIFETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është kundër Çdo fejc dhe që lufton kundër botëkuptimit fetar.

ANTIFETAR,~E *mb.* Që është kundër çdo feje; që e hedh poshtë dhe e lufton fenë, kundërfetar. *Pi-këpamje antifetare. Lëvizje (propagandë) antifetare. Letërsi antifetare.*

ANTIFEUDAL,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Kundër-shtar i feudalizmit; ai që lufton kundër feudalizmit dhe feudalëve.

A^ITIFEUDAL,~E *mb.* Që është kundër feudalizmit; që lufton kundër sistemit feudal dhe feudalëve. *Luftë (lëyjerje) antifeudale. Kërkesa antifeudale. Me karakter antifeudal.*

ANTIGRIMCË,~A. *sh.* ~A, ~AT *fiz.* Grimcë që ka ngarkesë të kundërt ose veti magnetike të kundër-ta me një grimcë të dhënë element are; kundërgrimcë.

ANTIHIGJIENfK,~E *mb. shih* JOHIGJIENIK,~E. *Kushte antihigjienike.*

ANTIHISTORtK,~E *mb.* Që është në kundërshtim me parimet e historizmit; që mohon a shtrembëron të vërtetën historike. *Metodë anlihistorike. Trajtim (kuptim) antihistorik i çështjes. Pikëpamje antihis~ torike.*

ANTIIMPERIALfST,~E *mb.* Që është kundër imperializmit; që lufton imperializmin dhe imperia-listëL *Lëvizje (luftë) antiimperialiste. Revolution anti-imperialist. Forcat antiimperialiste.*

ANTIK,~E *mb.* 1. Që i përket periudhës së Greqisë dhe lë Romës së Vjetër. *Bo la (shoqëria) antike. Kultura (filozofia, letërsia) antike. Arti (teatri) antik. Qytet antik. Monedha antike.*

2. Që i përket një kohe të lashtë, shumë i vjetër. *Qytet antik. Kështjellë (urë) antike.*

3. *bised.* Që është i një stili ose i një mode të vjetër, i vjetruar, i çuditshëm. *Dollap antik.*

ANTIKAPITALIST,~E *mb.* Që është kundër ka-pitalizmit; që lufton kapitalizmin dhe kapitalistët. *Lëvizje antikapitaliste. Masa (veprime) antik apita-liste. Me karakter antikapitalist.*

ANTIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zakon. sh. bised.* Sende ose punime artistike të rralla, që çmohen për vjetërsi. *Kërkon antika.*

2. *thjeshtligj., iron.* Njeri me zakone e me sjellje të veçanta e pak të çuditshme.

ANTIKISHTAR,~E *mb.* Që është kundër kishës dhe që lufton kundër saj. *Lëvizje (rrymë) antikishtare.*

ANTIKITET,~I m. 1. Periudha e botës së vjetër skllavopronare greke e romake; kultura dhe trashë-gimi i kësaj bote; lashtësi. *Antikiteti grek (romak). Shkrimtarël (filozofët) e antikitetit. Heronjti t onti-kitetit.*

2. *sh.* ~E, ~ET. Monumente dhe vepra arti, që kanë mbetur nga lashtësia; sende të vjetra e të rralla.

ANTIKLERIKAL,~E *mb.* Që është kundër kle-rikalizmit ose kundër ndërhyrjes së kishës e të klerit në jetën politiko-shoqërore; që lufton kundër kleri-kalizmit c klerit. *Lëvizje antiklerikale. Qindrim ami-klerikal.*

ANTIKOLONIALIST,~E *mb.* Që është kundër kolonializmit; që lufton kundër. zgjedhës koloniale. *Lëvizje (luftë) antikolonialisu. Forcat antikoloniatiste.*

ANTIKOLONIALIZËM,~MI m. Kundërshtim i i kolonializmit, lufta kundër zgjedhës koloniale.ANTIKOMBËTAR,~E *mb.* Që është kundër in-teresave kombëtare, që është kundër lirisë, pavarësisë dhe përparimit të kombit. *Politikë (veprimtari) anti-kotnbëtare. Qëndrim antikombëtar.*

ANTIKUAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mbledhës e shitës sendesh që çmohen për vjetërsinë a për vlerën e tyre historike; mbledhës e shitës librash të vjetër e të rrallë.

ANTIKUSHTETUES,~E *mb.* Që është në kundërshtim me kushtetutën, që shkel parimet e kushtetutës. *Ligj (veprim) antikushtetues. Masë antikushtetuese.*

ANTILËNDË,~A . *fiz.* Lëndë e përbërë nga anti-grimcat, kundërlëndë.

ANTILIGJOR,~E *mb. shih* KUNDËRLIGJSHËM (i), ~ME (e). *Veprime antiligjore'.*

ANTILOPË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zoot.* Gjitar ripërtypës i egër i vendeve të ngrohta të Azisë e të Afrikës, me pamje e madhësi të ndryshme, që ka brirë të gjatë e Iëkurë me qime të shkurtër, dhe që vrapon shumë shpejt. *Kope antilopash. Lëkurë antilo-pe. Kërcimi i antilopës.*

ANTIMALARlK,~E *mb. shih* KUNDËRMALA-
RIK, ~E. *Barëra antimalarike. Masa antimalarike.*

ANTIMARKSIST,~E *mb.* Që është kundër mark-sizmit; që është në kundërshtim me parimet e mark-sizmit. *Pikëpamje (teori, vijë) antimarksiste. Element (gi^up) antimarksist.*

ANTIMATERIE,~A.r;r. *shih* KUNDËRLËNDË,
.~A.. !

ANTIMILITARIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kun-dërshtar i militanzmit, pjesëmarrës në lëvizjen që lufton kundër përgatitjes së luftërave imperialiste.

ANTIMILITARIST,~E *mb.* Që kundërshton mi-litarizmin; që është kundër përgatitjes së luftërave imperialiste. *Lëvizje antimilitariste. Qëndrim antimi-litarist.*

ANTIMILITARlZËM,~MI *m.* Kundërshtimi i mi-litarIzmit, qëndrimi kundër përgatitjes së luftërave imperialiste.

ANTlMON,~I m. *kim.* Metal i brishtë me ngjyrë si të argjendit, që përdoret në teknikë dhe në mje-kësi, zakonisht he lidhje me mctale të tjera *(simboli* Sb).

ANTINEVRALGJlK,~E *mb. farm.* 1. Që vepron kundër nevralgjisë, që shërben për mjekimin e nevral-gjisë. *Bar antinevralgjik. Veprim antinevralgjik.*

2. if *em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bar që përdoret !kundër nevralgjisë.

ANTINJERËZOR,~E *mb.* Që është kundër nje-riut dhe shoqërisë njerëzore; shumë i egër, çnjerëzor. *Pikëpamje (qëllime) antinjerëzore. Veprime (metoda) antinjerëzore.*

ANTIPARTI *mb.* Që është kundër ideve të partisë dhe parimeve të saj teorike e organizative, që del kundër vijës Së partisë. *Veprimtari (pane) antiparti. Qëndrim antiparti. Grup (element) antiparti.*

ANTIPATI,~A . *sh.* ~, ~ TË. Ndjenjë mospël-qimi e mbsdashjeje ndaj dikujt ose ndaj diç[1] kaje, ndjenjë që na largon nga një njeri a nga një seiid, i cili nuk na pëlqen ose nuk na tërheq;
*kund.* simpati. *Antipati e thellë. Ndjenjë antipatie. Me ngjall antipati. Kam antipati. Fiton antipatinë e dikujt. Flet me antipati.*

ANTIPATIK,~E *mb.* Që të ngjall antipati, që nuk të pëlqen e nuk të tërheq, i pakëndshëm; *kund.* sim-patik. *Njeri antipatik. Fytyrë antipatike. Zë antipatik.*

ANTIPATRIOTlK,~E *mb.* Që është e që vepron kundër interesave të atdheut të vet; që është në kundërshtim me patriotizmin. *Veprimtari antipatriotike. Qëndrim antipatriotik.*

ANTIPOPULLOR,~E *mb.* Që është në kundërshtim me interesat e popullit, që është armik i masave të gjera punonjëse, që shkel të drejtat e popullit. *Qeveri (parti) antipopullore. Politikë (frymë) anti-popullore. Regjim antipopullor.*

ANTIPUNËTOR,~E *mb.* Që është në kundërshtim me interesat e punëtorëve, që shkel të drejtat e punëtorëve. *Ligj antipunëtor. Politikë aniipunëtore.*

ANTIPUSHTET *mb.* Që drejtohet kundër pushtetit në fuqi; që është kundër pushtetit.. popullor. *Veprim-tari antipushtet. Pikëpamje antipushtet.*

ANTIQEVERITAR,~E *mb.* Që është kundër qeverisë, që drejtohet kundër vendimeve e veprimeve të qeverisë. *Demonstrate antiqeveritare.*

ANTIREVIZIONIST,~E *mb.* Që është kundër revizionizmit, që lufton revizionizmin. *Lufta antire-vizianistë. Forcat antirevizioniste.*

ANTISEPTlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *farm.* Lëndë kimike që përdoret për të pastruar plagët dhe për të ndaluar infektimin nga mikrobet. *Përdor antiseptikë.*

ANTISEPTIK,~E *mb. mjek.* Që shërben për pastrimin e plagëve dhe për ndalimin e infektimit; që pengon infektimin nga mikrobet e bakteret. *Lëndë (mjete) antiseptikë. Veti antiseptikë.*

ANTISIZMlK,~E *mb. spec.* Që u qëndron lë-kundjeve nga tërmetet. *Ndërtime antisizmike. Brez antisizmik.*

ANTISOCIALlST,~E *mb.* Që është kundër parimeve të socia,lizmit; që është në kundërshtim me socializmin. *Veprimtari antisocialiste. Qëndrime anti-socialiste.*

ANTISPQRTIV,~E *mb.* Që është në kundërshtirn me sjelljen që duhet të ketë një sportist a një dashamir i sportit; që është në kundërshtim me rregullat e me qëllimet e shëndosha të sportit. *Shfaqje antisportive.*

ANTISHKENCOR,~E *mb.* Që bie në kundërshtim me parimet e shkencës, që nuk përputhet me shken-cën dhe me metodat e saj. *Teori (pikëpamje, metodë) antishkencore.*

ANTISHOQËROR,~E *mb.* Që është në dëm të shoqërisë; që është në kundërshtim me rregullat e jetës shoqërore. *Vepër (shfaqje, sjellje) antishoqërore. Teori (pikëpamje, ide) antishoqërore.*

ANTISHQIPTAR,~E *mb.* Që është kundër Shqi-përisë dhe shqiptarëve si komb, që është në dëm të Shqipërisë dhe të shqiptarëve. *Politikë antishqiptare. Tezë (teori) antishqiptare. Veprime antishqiptare.*

ANTISHTETËROR,~E *mb.* Që drejtohet kundër shtetit në fuqi, që synon përmbysjen e.tij; qe dëmtpn shtetin, qe shkel rregullat dhe ligjet e tij. *Politikë (veprimtari) antishtetërore. Organizatë antishtetërote*ANTITEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *logj.* Gjykim që i kundërvihet një teze.

2. *let.* Vënia përballë e përqasja e dy nocioneve, mendimeve a flgurave të kundërta, që përdoret si mjet stilistik për t'i dhënë shprehjes force e qartësi. *Antitëzë e fuqishme.*

3. Diçka e kundërt me diçka tjetër ose që i kundërvihet asaj; krejt e kundërta e diçkaje a e dikujt. *Është antiteza e tij.*

ANTITRUP,~I *m. sh.* ~A, ~AT *mjek.\ shih* KUNDËRTRUP, ~I. ”

ANTITUBERKULAR,~E *mb. mjek.* Që shërben për të luftuar tuberkulozin; që mjekon tuberkulozin. *Dispanseri antituberkularë. Shërbimi antituberkular.*

ANTITHËRRMIJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fiz. shih* KUNDËRGRIMCË, ~A.

ANTIZOGIST,~E *mb.* Awf.il. Që luftonte kundër regjimit antipopullor të Ahmet Zogut, që drejtohej kundër regjimit zogist. *Lëvizjë (demonstrate) anti~ zogiste. Grup antizogist.*

*1. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kundërshtar i regjimit antipopullor të Ahmet Zogut.

ANTOLOGJI,~A . *sh.* ~, ~TË. Përmbledhje pjesësh të zgjedhura në prozë ose në poezi nga autorë të ndryshëm; përmbledhje pjesësh muzikore të zgjedhura. *Antologji e letërsisë shqiptare. Antologji e prozës (e poezisë). Antologji muzikore.*

ANTONIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh;* Fjalë që ka kuptim të kundërt me atë të një fjale tjetër. *Anto-nime të plota. Çift antonimesh.*

ANTRACIT,~I *m.* mm. Qymyrguri i llojit më të mirë, që ka ngjyrë të zezë të ndritshme dhe që jep shumë nxehtësi. *Shtresë antraciti.*

ANTRAKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *teatën* Pushim i shkurtër ndermjet dy akteve ose ndërmjet dy pjesëve të një shfaqjeje. *Antrakti i shfaqjes.*

ANTROPOID,~E *mb. zool.* 1. Që i ngjan njeriut nga pamja e jashtme dhe nga ndërtimi i trupit (për majmunët). *Majmunët antropoidë.*

2. *si em. m. vet. sh.* ~Ë, ~ËT. Familje e majmu-nëve, që i ngjajnë njeriut.

ANTROPOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e antropologjisë.

ANTROPOLOGJI,~A. iShkenca që studion ve-çoritë biologjike të njeriut si qenie e gjallë e natyrës.

ANTROPOLOGJlK,~E *mb. Që* lidhet me antro-pologjinë, i antropologjisë; që ka të bëjë me vcçoritë biologjike të njeriut si qenie e gjallë e natyrës. *Veçori antropologjike. Studim antropologjik. Muzeum antro-pologjik.*

ANTROPOMORF,~E *mb. Që* ka formën ose pam-jen e njeriut (zakonisht për majmunët). *Majmun an-Iropomorf.*

ANTROPONlMj~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET *gjuh-*Emrat e përveçëm të njerëzve, që studiohen nga gju' hësia.

ANTROPONIMl,~A . *gjuh. 1. përmb.* Tërësia e emrave të përveçëm të njerëzve në një gjuhë a te një popull.

2. Degë e gjuhësisë, që studion emrat c përveçëm të njerëzve. *Antroponintia shqiptare.*

ANUAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* VJETAR,~I. *Anuar statistikor. Anuar studimesh.*

ANUAR (i,e) *mb.,1* përkulur nga njëra anë, që ka shkuar mënjanë, i varur nga njëra anë; i pjerrët. *Çati e anuar. Trung i anuar. Me kokë të anuar.*

ANULIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET.' Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ANULOJ, ANULOHET. *Anu~ limi i ligjit (i vendimit, i zgjedhjeve). Anulimi i mble-dhjes (i ndeshjes).*

ANULOHET. *Pës. e* ANULOJ. *Anulohet vendiml (urdhri). Anulohet shfaqja (ndeshja, mbledhja).*

ANULOJ *leal.,* ~OVA, ~UAR.;I heq fuqinë nj6 ligji, vendimi, urdhri etj., shfuqizoj; e kthej mbrapsht, e tërheq, nuk e lejoj të bëhet. *Anulon një ligj (një vendim). Anuloj mbledhjen (ndeshjen, vizitën). Anu-hi një marrëveshje.*

ANURINË,~A . *zakon. sh.* ~A, ~AT.! Rrip i ngushtë toke anës një are ose cep i një are. *Korr anu-rinat.*

ANURKË,~A *f. sh.* ~A, ~AT. Lloj molle e kuqe, e ëmbël dhe me lëng, që piqet vonë dhe rron shumë.

ANXHIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Torbë e vogël prej lëkure, që zakonisht ngjishet pas brezit dhe që përdoret nga barinjtë për të mbajtur bukëa etj.

2. Thes prej lëkure.

ANJËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT *krahin.* ^Morr i vogël, ergjëz.

AORTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *anat.* Arteria më e madhe, që del nga barkushja e majtë e zemrës dhe që ushqen me gjak gjithë trupin. *Cjaku iaortës. Ngush-tim i aortës.*

AP *ka!.,* DHASHË, DHËNË. *shih* JAP.

APANSËZ *ndajf. thjeshtligj.* Papritmas, befas; pa qenë i përgatitur për diçka. *Egjëti apansëz. Erdhi apansëz.*

APARAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Mjet, pajisje e përbërë prej pjesësh të imëta e të punuara me për-pikëri, që përdoret për matje, në laboratory, në mje-kësi, në radioteknikë e për punë të tjera të ndryshme. *Aparat marrës (dhënës). radio. Aparat mates (ftohës, larës). Aparat jfotografik (kinematografik, tëlefonik). Aparat ndriçimi (projektimi).*

2. *fiziol.* Tërësia e organeve, që kanë lidhje ndërmjet tyre dhe që së bashku kryejnë një funksion të caktuar të organizmit. *Aparati i tretjes (i fiymëmarr-jes). Aparati i të dëgjuarit (i të parit, I të folurit).*

3. Tërësia e institucioneve ose e degëve në Orga-nizimin shtetëror dhe politik të një vendi, që i shër-bejnë drejtimit të veprimtarisë ekonomike, politike etj.; punonjesit e këtyre institucioneve ose degëve. *Aparati shtetëror (administrate). Aparati i partisë (i Komitetit Qendror). Punonjesit e aparatit. Thjesh-timi i aparatit. Thyerja* e *aparatit të vjetër. Shkurtoi aparatin.* •

4. *libr.* Shënimet sqaruese e ndihmëse, që plotësojnë një vepër shkencore a letrare ose që lehtësojnë për-vetësimin e një teme mësimore. *Aparati shkencor (kritik, bibliografik). Aparati pedagogjik (metodik).*APARATURË,~A *sh.* ~A, ~AT *përmb.*; Të-rësia e aparatëve dhc e pajisjeve të ndryshme, që kryejnë një punë së bashku ose që përdoren në një laborator, në një repart prodhimi etj. *Aparaturë elek-Irike (kimike). Ndreq aparaturën.*

APARTAMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pjesë e një ndërtese banimi, që ka hyrje me vete dhfe që për-bëhet:nga një ose disa dhoma, nga kuzhina, banja etj.; hyrje. *Apartamente banimi. Apartament me tri dhoma. Banoj në apartament. Marr (zë) një apartament.*

APATI,~A . Gjendje plogështie shpirtërore, kur njeriut nuk i bën përshtypje asgjë dhe prandaj nuk kundërvepron ndaj ngacmimeve, pandjesi; mosko-këçarje e plotë dhe mosinteresim për punërt e për të tjerëti limonti. *Apati e plotë. Apati mendore (shpirtërore). Bie (zhytet) në apati. Shkundem (dal) nga apatia.*

APATIK,~E *mb.iQë* ka rënë në apati, që nuk e shqetëson e nuk e tërheq asgjë, i plogët; që nuk u përgjigjet ngacmimeve të jashtme, i mpitë. *Njeri apa-•tik. Me natyrë apatike.*

APEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Thirrje emër për emer e nxërtësve në shkollë, e ushtarëve ose e njerëzve në një mbledhje për të parë kush mungon. *Apeli i mbrëmjes. Bëj apelin. Mungon në apel. Rreshtohemi për apel.*

2. *drejt., vjet.* Ankimi kundër një vendimi gjyqësor, në bazë të së drejtës së të dënuarit për të kërkuar ri-shikimin c vendimit nga një gjykatë më e lartë. *Gjy-kata e apel it. Komisioni i apelit. Bëj apel.*

3. Thirrje që u bëhet të tjerëve për të kërkuar për-krahjen dhe ndihmën e tyre në një çështje. *U bëj apel. Nënshkruaj apelin.*

APELIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *drejt.I\.* Veprimi sipas kupfimeve të foljeve APELOJ, APELOHET. *E dreta e apelimit. Afati i apelimit. Shqyrtoi apelimin.*

2. Dokumenti që përmban kërkesën për të rishi-kuar një vendim të dhënë nga gjyqi.

APELOHET *drejt. Pës.* APELOJ. *Vendimi mund të apelohet.*

APËLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *drejt. 1. vjet.* I drejtohem një gjykate më të lartë për të rishikuar vendimin e dhënë nga një gjykatë më e ulët. *Apeloi vendimin.*

2. I drejtohcm një organi më të lartë për të rishikuar vendimin e dhënë nga një organ me i ulët.

APENDICIT,~I in. *mjek.* Mahisje e zgjatimit të vogël të zorrës së -verbër dhë e vctë zorrës së verbër. *Apendicit akut (kronik). U operua nga apendiciti.*

APË,~A m. *sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Vëllai i madh. 2. Emër që përdorin fëmijët për babanë.

APLLADHE,~JA *sh.* ~E, ~ET *krahin. V,ni.* e nderë, zakortisht prej bakri, që përdoret si tabaka ose për të nxjerrë ushqimc të thata. *Hedh në aplladhe. N.xjerr (sjell) në aplladlie.*

APO *lidh.* 1. Përdoret në fjalttë pyetëse për të kun-dërvëaë dy f Jali ose dy pjesë tëfjalisë, që ^ërjashtojnë a zëvendësojnë njëra-tjctrën nga kuptimi dhe kur duhet zgjedhur vetëm një prcj tyre. *Po apo jo ? Sot apo nesër ? Dëgjoye apo jo?*

*2.* Përdoret në fillim të një fjalie pyetëse për të shprchur dyshim; ndoshta, mos. *Pse nuk erdhi? Apo nuk ka mbaruar punë?*

3. Përdoret për të lidhur dy fjali, kur moskryerja e veprimit të fjalisë së parë do të sjellë patjetër kryerjen e veprimit në fjalinë e dytë pyetëse; ndryshe, për-ndryshe, në rast të kundërt. *Do të vish, apo të nisemi pa ty?*

4. *bised.* Ose, a. *Mirë apo keq. Në ara apo uzina.*

5. *shih* A ii 3. *Këndonte apo s'këndonte.*

6. *përd. pj.* Përdoret në fillim të një fjalie me ka-llëzues mohues për ta rrëzuar mohimin dhe për të përforcuar pohimin. *Apo nuk ishte trim! Apo nuk janë të ëmbla! Apo nuk fliste!*

7. *përd. pj.* Përdoret së bashku me pjesëzën "jo" për të përforcuar një pohim a një mohim. *Këndon bukur, apo jo? Nuk vlen fare, apo jo!*

APOGJE,~U *m.* 1. *astr.* Pika më e largët nga Toka në orbitën e Hëncs ose të një sateliti artificial; *kund.* perigje.

2. *fig. libr.* Shkalla më e lartë, lulëzimi me i madh, kulmi. *Arrin apogjeun. Është në apogje.*

APOKALIPS,~I *m. fet.* Fundi, mbarimi i botës sipas paragjykimeve të fesfr së krishterë. *Dita e apo-kalipsit.*

APOKALIPTIK,~E *mb.* ër.]Që ka të bëjë me apo-kalipsin, që paralajmëron e paraqet fundin e botës siç përfytyrohet në paragjykimet e fesë së krishterë; *libr.* që dukct si një apokalips. *Pamje apokaliptike.*

APOLITIK,~E *mb.*Që qëndron men janë nga jeta politike e shoqërore, që i shmanget pjesëmarrjes në veprimtarinë politike; që fsheh një ideologji a qën-drim politik të caktuar, duke u hequr si asnjanës, sikur qëndron larg politikës. *Njeri apolitik. Qëndrim apolitik.*

APOLITIZËM,~MI m.Shmangie nga jeta politike e shoqërore; qëndrimi men janë nga politika sa për sy e faqe, për të fshehur pikëpamjet e veprimet e veta; fshehja e një idcologjie a e një qëndrimi të caktuar, duke u hequr sikur qëndron jashtë politikës. *Apo-litizmi borgjez. Bie në apolitizëm.*

APOLOGJET,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *UbrjAi* që i bën apologji dikujt a diçkaje, ai që mbron e Iavdëron me çdo mënyrë dike ose diçka. *Apologjetët e kapitaliz-mit(efesë).*

APOLOGJl,~A . *sh.* ~, ~TË *libr.*; Mbrojtja e dikujt a c diçkaje me fjalë ose me shkrim, duke e lavdëruar a duke e përligjur; përpjekja për ta mbrojtur e përligjur diçka të gabuar e të padrejtë. *Apologji e hapur. I bën apologjinë.*

APOSTAFAT *ndajf. bised.* Erikas, nergut. *Erdhi (unis) apostafat për të.*

APOSTOLIK,~E *mb. fet.,* edhe *iron. i.* Papnor. *Delegat apostolik.*

2. Që ka të bëjë me apostujt, i apostujve; që ka vetitë a tiparet e një apostulli. *Fjalë apostolike. Butësi apostolike.*

APOSTROF,~I *m. sh.* ~A, ~AT *gjuh.* "henjd si presje, e cila vihet sipër rreshtit në vend të~një za-horcje a të një rro'cjeje që ka rënë dhe pas pjesëzës mohuese s. *Vë apostrofin. Shkruhet me apostrof.*

APOSTROFË,~A . *sh.* ~A, ~AT *let.* Figure që ndërtohct duke ndcrprerc papritur ligjërimin dh"duke iu drejtuar me thirrje një njeriu ose një sendi të personifikuar. *Bëri një apostrofë.*

APOSTROFIM,~I i *m. sh.* ~E, ~ET *let.* Ve-primi sipas kuptimit ti foljes APOSTROFOJ i.

APOSTROFIM,~I n m. *gjuh.* Veprimi sipas kuptimit të foljes APOSTROFOJ 11.

APOSTROFOJ i *kal.,* ~OVA, ~UAR *let.* I drejtohem me një apostrofë, i bëj thirrje.

APOSTROFOJ a *kal,* ~OVA, ~UAR *gjuh.* VI apostrof,. përdor apostrofin për të zëvendësuar një zanore a një rrokje që bie.

APOSTULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. *fet.* Secili nga dymbëdhjetë nxënësit e Krishtit, që predikuan dogmat e tij sipas mitologjisë së krishterë; libër fetar, ku tregohet veprimtaria e tyre. *Veprat e apostujve.*

*1. fig. libr.* Mbrojtës dhe përhapës i zjarrtë i një ideje, i një doktrine etj. *Apostull i lirisë (i së vërtetës). Apostull i idesë kombëtare.*

APOTEOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *hist.* Rit në Greqinë dhe në Romën e vjetër, më të cilin nderonin si perëndi një hero, një perandor etj.

2. *fig. libr.* Lavdërimi i një njeriu, i një ngjarjeje etj. në mënyrë të ngritur e madhështore. *Apoteozë poetike (optimiste).*

APROVIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* MIRATIM, ~I. *Aprovimi i planit (i vendimit). Kërkoj aprovimin, Jap (man, shpreh) aprovimin. Gjen aprovim. Paraqit për aprovim. Me aprovimin e...*

APROVOHET *pës. shih* MIRATOHET. *U aprovua një rezolutë (një telegram).*

APROVOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. *shih* MIRATOJ. *Aprovoi një vendim (një ligj). Aprovoi projektin (sta-tutin, rregulloren...). Aprovoi raportin (tezat...). Aprovoi njëzëri. Aprovoj me kokë.*

AQ. I. *ndajf.* 1. Në një shkallë, masë a sasi të atilie, sa është përmendur më parë ose përmendet në fjalinë tjetër; përdoret me këtë kuptim si fjalë e bashkëlidhur në fjalinë kryesore (në fjalinë e varur i përgjigjet fjala sa). *Edhe një here aq me i madh se ky.*

2. Në një shkallë të lartë ose në një masë a sasi të atillë të madhe, me shumë nga ç'mendonim ose prisnim, shumë; përdoret me këtë kuptim si fjalë e bashkëlidhur në fjalinë kryesore (në fjalinë e varur i përgjigjet fjala sa). *Aq mirë (keq). Aq afër (larg). Aq shpejt (vonë). Aq bukur. Aq i thjeshtë. Jo dhe aq. S'është edhe aq.*

3. Përdoret me shkallën krahasore të ndajfoljevt e të mbiemrave me kuptim përforcues; me këtë kuptim përdoret edhe si fjalë e bashkëlidhur në fjalinë kryesore (në fjalinë e varur i përgjigjet fjala sa). *Aq me tepër (me shumë). Aq me mirë (me keq). Aq me pak (me fort). Aq me i lehtë (me i vështirë).*

4. Përdoret në njërën nga fjalitë e bashkërenditura kundërshtore, zakonisht me mohim, për të treguar se shkalla e veprimit që mohohet është më e ulët sesa ajo e veprimit që pohohet. *Jo aq për ty.*

5. M jaft, jo shumë. *Aq, jo me tepër. Aq, me mjafton.*

6. Në një shkallë a masë të vogël, të kufizuar në krahasim me atë që duhet, jo me shumë; pak. *Aq di. Aq kupton. Aq mendon. Aq ia pret. Aq dome. Aq priste. Aq kishte hall.*

II. *pakuf.* 1. Përdoret prone një emri me kuptimin "shumë" ose për të treguar një sasi të njohur që më parë (kur sendet që shënohen nga emri janë larg nesh në hapësirë e në kohë). *Aq e aq njerëz. Aq ara e li-vadhe. Me aq kujdes.*

2. Përdoret pranë një emri me kuptimin "pak" për të treguar një sasi a masë më të vogël nga ajo që duket a që pritet. *Aq shpirt ka. Aq fuqi pati. Aq zë kishte. Aq gjë e di.*

III. *pj.* Përdoret në fund të fjalive për të përmbyllur mendimin ose për të treguar mbarimin e diçkaje, me kuptimin "jo me shumë, s'ka ç'kërkohet me tepër, Duk shkon me tutje". *Buzëqeshi dhe aq. Një ditë e aq.*

Aq sa a) përdoret si tog lidhëzor për të lidhur dy fjali me marrëdhënie shkak-rrjedhim; b) pcr-doret si tog lidhëzor për të lidhur fjalinë e varur, që tregon një sasi, masë, shkallë etj. Aq e kaq në një sasi ose masë të caktuar, të njohur. Aq me tepër (që, se...) përdoret si tog lidhëzor me kuptimin "sidomos sepse, për me tepër". Aq me shumë *shih te* SHUMË. Jo yetëm aq *fj. ndërm.* përdoret për të treguar se përveç atyre që u përmendën ka edhe të t jera, se ajo që u tha duhet shtuar e plotësuar. Aq më bën! nuk çaj kokën, nuk

pyes. Aq (kaq) dua! këtë pres, kjo me duhej për të vepruar pastaj si di vetë. Aq qe! ajo u desh, vetëm ajo sikur pritej. Aq (kaq) e pati! *zakon. iron,* mori fund. U be edhe (një here) aq (kaq) *shih te* KAQ.

AR,—11 *m.* 1. *kim.* Metal i rrallë e i çmuar, me ngjyrë të verdhë, që është i butë e punohet mirë dhe që përdoret për të bërë sende zbukurimi, monedha etj. ose si masë e vlerave; flori *(simboli* Au). *Ar i pastër (i kulluar). Shufër*

*ari. Monedhë art. Medalje (unazë, kupë... ) ari. Fill ari. Minierë ari. Ngjyrë ari. I larë me ar.*
2. Fill i praruar, që përdoret për qëndisje; *bised.* veshje e qëndisur me këtë fill. *Jelek ari. Qëndis me ar. I veshur në ar.*
3. *përd. mb.* Në ngjyrë të verdhë të ndritshme, i artë. *Flokë ari. Ngjyej në ar.*
*it* Ari i bardhë pambuku. Ari i gjelbër drurët c pyllit si lëndë e vlefshme për ndërtim e për orendi. Ari i zi nafta ose qymyrguri. Fjalë ari fjalë të vërteta e me vlerë, fjalë me vend; fjalë e urtë. I ra ari në ujc u ze-mërua, i mbeti hatëri.
AR,~I ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njësi matjeje e si-përfaqes së tokës, e barabartë me 100 metra katrorë *(shkurt.* a). *Një ar tokë.*
ARAB,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i një grupi të madh popullsish, që banojnë në disa vende të Azisë së Afërme dhe të Afrikës së Veriut, banor vendës ose ai që e ka prejardhjen nga këto vende.
ARAB,—E *mb.* Që lidhet me vendet e banuara prej arabëve ose me arabët, që është karakteristik për këto vende ose për arabët; që është krijuar nga arabët. *Popujt arabë. Vendet arabe. Gjuha arabe. Al-fabeti arab. Valle (këngë) arabe. Kultura (letërsia) arabe. Kale arab* një nga racat më të mira të kuajve të shales, kale trupvogël, i bukur dhe i shpejtë.
Shifrat arabe shenjat e sotme të num-rave (1, 2, 3...), të ndryshme nga shifrat romake.
ARABA,~JA. *sh.* ~, ~TË *vjet.* Karrocë e hapur, zakonisht me katër rrota, e tërhequr prej kuajsh. *Arabaja e druve. Kuajt e arabasë. Mbante me araba.*
ARABAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Ai që punonte me araba, qerrexhi.ARABÇE *ndajf. bised.* 1. Arabisht, në gjuhën arabe. *Flas arabçe.*
*1. fig.* Në mënyrë të pakuptueshme, të ngatërruar; për së mbrapshti. *Shkruan (flet) arabçe. I bin punët arabçe.*
ARABfK,~E *mb.* Që fca të bëjë me Arabinë, që 1 përket Arabisë, i Arabisë. *Gadishulli Arabik. Deti Arablk. Gjuhët arabike* grup gjuhësh nga familja e gjuhëve semitike, ku bën pjesë edhe arabishtja.
Gome arabike lloj rrëshire që ngrin shpejt, e cila nxirret nga disa akacie dhe përdoret si ngjitës në industrinë telcstile, në shtypshkronja etj.
ARABISHT *ndajf.* Në gjuhëo arabe. *Shkruaj (flas) arabisht. Përklhen arabisht.*
ARABlSHTE,~JA . Gjuhë semitike e grupit jugor, që flitet në disa yende të Azisë së Afërme dhe të Afrikës së Veriut, gjuha arabe. *Mësoi arabishten.*
ARADHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Repart partizan me i madh se batalioni gjatë Luftës Na-cionalçlirimtare; njësi e madhe ushtarake. *Aradhe partizane. Komandant i aradhes.*
*2. fig. lart.* Armatë; radhët e para, pararojë.
ARALLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *vjet.* 1. Vend i zbrazët, hapësirë e lire mid is dy sendeve, lar-gësi; plasë. *Arallëqet e gurëve. Lë arallëk. Ka arallëk.*
2. Mesore a rruginë ndërmjet dhomave në shtë-pitë e tipit të vjetër. *Shtroi arallëkun me qilim.*
3. Hajat, treme. *Arallëku i portës.*
*4.* Kohë e lire; nge; pushim. *S'kam (s'gjej) arallëk. Nuk i lë arallëk. S'bën arallëk* nuk pushon. *I jap arallëk.*
Lë arallëk Ië shteg, lë vend.
ARA-MARA *ndajf.* Rrëmujë, shkel e shko; pa rregull e pa lidhje. *Flet ara-mara. Shkojnë punët ara-mara.*
ARANÇATË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Pije freskuese e përgatitur me Iëng portokalli, sheqer dhe ujë; një shishe a një gotë me këtë pije. *Arançatë eftohtë. Shishe arançatë. Punishtja e arançatave. Pi një arançatë.*
ARAP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bised.* Zezak; njeri me lëkurë shumë të zeshkët.
2. Figure e përrallave shqiptare e ballkanike, që përfytyrohet si një zezak trupmadh, i fuqishëm e i frikshëm. *Arap i zi. Arapi i detit.*
3. Emër për kafshë shtëpiake me qime ose me lesh të zi (kale, qen, ka, dash etj.).
4. Lloj fiku kokërrvogël me lëkurë të zezë.
5. *zool.* Fulterëz.
6. *përd. ndajf.* Përdoret për të treguar shkallën e lartë të ngjyrës së zezë. *Arap i zi u be.*
*k* II be lesh (flokë) arapi *shih te* LESH, ~I.
ARAPASH,~I m. *gjell.* Qull i trashë me miell misri, lloj mëmëlige që në disa krahina gatuhet edhe me zorrë e mëlçi bagëtish të imëta ose me lakra të egra, të grira hollë. *Arapash me miell misri. Arapash me zorrë qengji.*
*it* I është bërë goja p£r arapash i kanë rënë dhëmbë edhëmballë.
ARAPASHKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Lloj mollësh
të ëmbla e me erë të mirë, që e kanë cipën me cirka të kuqe e që rrojnë shumë.
ARAPE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised. Fem. e* ARAP,~I,,3.
ARAPESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Zezake; grua ose vajzë me lëkurë shumë të zeshkët. *Nxihet si arapeshë.*
ARAPLI,~U *m. bot., krahin.* Gjethe delli, dejëz. *Fletë arapliu.*
ARAQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* I. Nyjë e një filli, që është lidhur si lak për t'u zgjidhur lehtë, vjegë.
2. *përd. ndajf.* Si vjegë, që të muad të zgjidhet lehtë. *E lidh araqe.*
ARAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon arën, bujk.
ARAS *ndajf.* Në ara, jashtë në fushë, nëpër ara, arave. *Dal aras.*
ARASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot., krahin.* Panxhar; rrepë. *Arashka sheqeri. Arashkë e egër.*
ARATIM,~I m. *vjet.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARATOJ, ARATOHET. *Aratimi i arleve.*
ARATOHET *vjet. Pis. e* ARATOJ.
ARATOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *vjet.* Lëvroj; kultivoj. *Aratoi token. Aratoi bimën. Aratoi gjuhën.*
ARAZI *ndajf.* Luaj arazi; luaj duke caktuar një cope vend si are të mbjellë, të cilën e man njëri, ndërsa të tjerët përpiqen të hyjnë në të.
ARBËR,~RI I *m. sh.* ~ËR, ~RIT. 1. *hist.* Emër përmbledhës për shqiptarët në mesjetë; arbëresh, shqiptar. *Lufta e arbrit. Pushka e arbrit. Krerët e arbrit.*
*2. krahin.* Shqiptar, për ta dalluar nga të ardhurii ose të huajt.
3. *krahin.* Banor i një pjese të Labërisë së Vlorës.
ARBËR,~RI H *m. sh.* ~ËR, ~RIT *krahin. 1.* Fushë, rrafsh i hapët (në krahasim me malësinë). *Mai e arbër* malësorët dhe fusharakët, gjithë populli. *Bie në arbër* zbres në fushë.
2. *zakon. sh.* Banorët e fushave bregdetare të ven-dit tone (në krahasim me banorët e krahinave malore).

ARBËR,~E *mb.hiit., poet.* Që u përket shqipta-rëve të mesjetës, i arbërve; shqiptar, arbëror. *Fjalë arbëre. Toka arbëre.*
ARBËRESH,~I i m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Emër që përdoret sot për shqiptarët e Italisë së Jugut, të Gre-qisë dhe të Dalmacisë, të shpërngulur nga Shqipëria në mesjetë. *Arbëreshët e Italisë. Arbëreshët e Greqisë.*
2. *vjet.* Shqiptar i kohës së mesjetës, arbër.
3. *krahin.* Banor i një pjese të Labërisë së Vlorës, arbër.
ARBËRESH,~I ii *m. zakon. sh.* ~Ë, ~ËT. Banorët e fushave bregdetare të vendit tone (në krahasim me banorët e krahinave malore), arbër.
ARBËRESH,~E *mb.* 1. Që banohet nga arbëreshët e shpërngulur prej Shqipërie në mesjetë; që ka të bëjë me arbëreshët, që është krijuar nga arbëreshët ose që është veti e arbëreshëve; i arbëreshëve. *Krahinl arbëreshe. Fshat arbëresh. Grua arbëreshe. Letërsia*
*(poezia) arbëreshe. Të folmet arbëreshe. Kostum arbë-rësh. Shkrimtar (poet) arbëresh. Ngulimet arbëreshe.*
*2. vjet.* Shqiptar.
3. *krahin.* Që ka të bëjë me një pjesë të Labërisë së Vlorës, i arbëreshëve të Labërisë. *Gra arbëreshe.*
ARBËRISHT *ndajf.* 1. Në të folmen e shqiptarëve të Italisë së Jugut ose të Greqisë, në të folmen e arbëreshëve. *Flet arbërisht.*
2. *krahin.* Sipas zakonit të një pjese të banorëve të Labërisë së Vlorës, ashtu si jetojnë e veprojnë arbë-reshët e Labërisë.
ARBËRISHTE,~JA . E folmja e ngulimeve shqiptare në Itali ose në Greqi, e folmja e arbëreshëve. *Arbërishtja e shqiptarëve të Italisë.*
ARBËROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *poet.* Shqiptar.
ARBËROR,~E *mb. poet.* Shqiptar. *Toka arbërore. Trualli arbëror. Gjak arbëror. Besa arbërore. Shqiponja arbërore.*
ARBITËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Njeri i caktuar ose i zgjedhur nga palët kundër-shtare si i paanshëm, të cilir i jepet fuqi e plotë që të zgjidhë një çështje, një mosmarrëveshje etj., duke dhënë për të mendimin përfundimtar. *Në rolin e arbitrit. Caktoj një arbiter. E vë arbiter. Spranon arbiter.*
*2. sport.* Gjyqtar loje. *Arbiter kryesor (anësor). Arbiter futbolli.*
ARBITRAR,~E *mb.* 1. Që caktohet rastësisht, jo sipas një rregulli të paravendosur; që mbështetet në një zgjidhje të çfarëdoshme sipas dëshirës, pa e arsyetuar. *Zgjedhje arbitrt,re. Shenjë arbitrare. Vlerë arbitrare. mat.*
2. Që vepron e punon me kokë të vet, pa përfillur ligjet e rregullat; që bëhet sipas mendjes a tekave të dikujt, pa pyetur për të tjerët. *Veprim (akt, vendim) arbitrar. Ndërhyrje (shkelje) arbitrare. Në mënyrë arbitrare.*
ARBITRARISHT *ndajf.* Me kokë të vet, pa përfillur ligjet e rregullat, pa pyetur për të tjerët; sipas dëshirës së vet, në mënyrë arbitrare. *Vepron (vendos) arbitrarisht. Ndërhyn (cakton) arbitrarisht.*
ARBITRARITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Zgjidhje e çështjeve pa përfillur ligjet e rregullat, pa pyetur të tjerët; veprim që kryen dikush me kokë të vet; të qenët arbitrar. *Arbitraritet burokratik. Arbitrariteti i regjimëve antipopullore. Arbitrariteti i kapitalistëve.*
ARBITRARIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT *libr. shih* ARBITRARITET,~I.
ARBITRAZH,~I *m.* 1. Zgjidhje e mosmarrëvesh-jeve me karakter ekonomik, financiar etj. ndërmjet palëve të ndryshme me anë të njëkomisioni arbitrash; arbitrim. *Komisioni i arbitrazhit. Me rrugë arbitrazhi.*
2. Organ i posaçëm, i përbërë nga arbitrat, që me-rret me zgjidhjen e mosmarrëveshjeve kontraktore me karakter ekonomik, financiar etj. ndërmjet palëve të ndryshme. *Arbitrazhi i lartë i shtetit. Vendim i arbitrazhit. E hedh në arbitrazh.*
ARBITRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARBITROJ, ARBITROHET.
*Arbitrimi i ndeshjes. Kulla e arbitrimit.*
ARBITROHET. *Pës. e* ARBITROJ. *Arbitrohet ndeshja.*
ARBITROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *libr* Shqyr-toj dhe zgjidh një çështje a një mosmarrëveshje midis palëve, duke qenë arbiter; ndërmjetësoj si arbiter. *Arbitroi një çështje.*
*2. sport.* Ndjek ecurinë e një loje a të një ndesh-, jeje, duke u kujdcsur që a jo të zhvillohet sipas rre-gullave; gjykoj një lojë a një ndeshje. *Arbitroj ndesh jen (lojën).*
ARBITROR,~E *mb. drejt.* Që përbëhet nga ar-bitra; i arbitrave. *Komision arbitror. Gjykim (vendim) arbitror. Me rrugë arbitrore.*
ARÇARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Grope e vogël. *Bie në arçare.*
ARDIAN,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pje-sëtar i njërit nga fiset kryesore ilire, që banonte në trojet midis Liqenit të Shkodrës dhe Dalmacisë. *Shteti iardianëve.*
ARDIAN,~E *mb. hist.* Që Iidhet me ardianët, i ardianëve; që është krijuar nga ardianët. *Fis ardian. Shteti ardian.*
ARDHAOIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* AR-DHËS,~IL
ARDHANG *kal.,* ~A, ~UR. E bëj të fitojë njo-mësi e gjallëri; e gjallëroj, i jap fuqi, e këndell (për bimët e qeniet e gjalla). *ardhangu lulet.*
ARDHANGEM *vetv.* Fitoj njomësi e gjallëri, gjallërohem, marr fuqi, këndellem; ngjallem, mbushem, bëhem i forte e i ngjeshur. *U ardhangën bimët. U ardhang kafsha.*
ARDHANGËSI,~A . Të qenët i ardhangët.
ARDHANGËT (i,e) *mb.* Që është plot njomësi e gjallëri; i mbushur e i ngjeshur, i këndellët. *Bredh i ardhangët. Gjethe (kokrra) të ardhangëta. Faqe të ardhangëta.*
ARDHANGIE,~A . 1. Njomështi; të qenët i freskët, njomësi.
2. *spec.* Gjendje e fryrë e qelizave dhe e indeve tfi organizmave të gjalla. *Në gjendje ardhangieje.*
ARDHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* ARDHSHËM(i), ~ME(e). *Në ditët e ardhme.*
Koha e ardhme *gjuh.* kohë e foljes, që tregon se veprimi ose gjendja e shprehur prej saj pritet të ndodhë a të vijë pas çastit të Iigjërimit.
ARDHËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka ardhur nga një vend tjetër dhe është ngulur në një vend të ri, banor i ardhur (në krahasim me vendësit); *kund.* anas.
2. Fëmijë i një gruaje të ve a të ndarë, që kjo e merr me vete kur martohet përsëri.
ARDHËS,~E *mb.* Që ka ardhur nga një vend tjetër dhe është ngulur në një vend të ri, i ardhur (në krahasim me vendësin); *kund.* anas. *Banor ardhës. Shlëpi (familje) ardhëse.*
ARDHJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes VIJ. *Ardhja e papritur (e shpejtë). Ardhja e ujit (e dritës). Ardhja e miqve. Ardhja e bru-mit (e tokës).*

*Ardhja në fuqi. Me ardhjen e tij. Vajtje e ardhje. Njoftoj (lajmëroj) ardhjen.*
2. *vjet. shih* ARDHUR, ~A (e)i.
ARDHME,~JA (e). 1. Koha që pritet të vijë, periudha pas së tashmes, pas të sotmes, e nesërmja.*Në të ardhmen. Në një lë ardhnte të afërt. Detyra për të ardhmen. E sotmja dhe e ardhmja. Parashikon të ardhmen.*
2. Kushtet, rrethanat e jetës në kohën që do të vijë; ngjarjet që priten, ajo që do të ndodhë. *E ardhnte e lumtur (e rtdritur, e shkëlqyer). E ardhme e sigurt (e dyshimtë). E ardhmja e fshatit. E ardhmja e vendit (e popullit). Ndërtojmë të ardhmen. Punoj për të ardhmen. Siguroj të ardhmen.*
3. Gjendje më e mirë, mbrothësi e përparim në punë dhe në jetë në kohën që do të \ijë; diçka më e mirë për kohën që do të vijë. *E ardhme premtuese. Njëri me (pa) të ardhme. Ka të ardhme.*
4. *gjuh.* Koha e ardhme. *E ardhme e tashme. E ardhme e përparshme. E ardhme e përbërë (e thjeshtë).*
ARDHMËNl,~A . *poet, shih* ARDHME,~JA
(°) l.2.3- *Ardhmëni e lumtur. Ëndrrat e ardhmënisë. End ardhmëninë. 1 këndon ardhmënisë.*
ARDHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që vijon me-njëherë pas së tashmes; që do të vijë a do të ndodhë pas së tashmes, që pritet pas së sotmes. *Koha e ardhsh-me. Pesëvjeçari i ardhshëm. Vitin e ardhshëm. Në javën e ardhshmë. Në mbledhjen e ardhshme. Në numrin e ardhshëm të gazetës.*
2. Që do të jetë a që do të bëhet i tillë në kohën që vjen, i nesërm. *Mësues i ardhshëm. Bashkëshortët e ardhshëm.*
3. *krahin. shih* ARDHUR (i,e) 5,6. *Njeri i ardhshëm. I ardhshëm me këdo. Me trup të ardhshëm.*
Koha e ardhshme *gjuh. shih tek* ARDHËM (I), ~ME(e).
ARDHSHME,~JA (e) . *shih* ARDHME,~JA (e). *Njerëzit e së ardhshmes. Në të ardhshmen.*
ARDHSHMËRI,~A . *libr.* Gjendja dhe ngjarjet e kohës së ardhshme, e ardhmja. *Ardhshmëri e target.*
ARDHUR. *pies, e* VIJ.
ARDHUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. *kryes. sh.fin.* Para ose vlera materiale, që marrin organet e institucionet shtetërore, ndërmarrjet, kooperativat, organizatat shoqërore etj. nga veprimtaria ekonomike, nga anëtarët e tyre etj.; para ose vlera materiale, që niarrin njerëzit e veçantë nga puna e tyre ose nga burime të tjera. *Të ardhurat vjetore. Të ardhurat reale (mesatare). Të ardhurat kombëtare. Të ardhurat e fshatarësisë (e kooperativës). Të ardhurat e familjës. Të ardhura në të holla (në natyrë). Të ardhura nga toka. Burim të ardhurash. Ndarja ( shpërndarja) e të ardhu-rave. Merr të ardhura.*
2. *shih* ARDHJE,~Ai.
ARDHUR,~I (i) *m. ih.* ~, ~IT (të). Ai që ka ardhur nga një vend tjetër; ardhës.
ARDHUR,~IT (të) *as.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes VIJ. *Në të ardhur e sipër. Është në të ardhur.*
ARDHUR (i,e) *mb.* 1. Që ka ardhur nga një vend tjetër, ardhës; *kund.* anas, rrënjës. *Popullsi e ardhur.*
2. Që është sjellë nga jashtë, i jashtëm (për mallrat). *Mall (stof) i ardhur.*
3. top., *gjeol.* Që është forrnuar a zhvilluar në një Vend tjetër nga ai ku gjendet me pas; që ka ardhur nga një vend tjetër. *Bimë e ardhur. Shkëmb i ardhur. Shtresë e ardhur.*
4. Që është ngritur e fryrë nga tharmi (për bukën); që ka ardhur në gjendjen e duhur për ta punuar ose për ta përdorur (për token, plehun). *Brume i ardhur. Bukë e ardhur. Tokë e ardhur. Pleh i ardhur.*
5. *fig. bised.* I zhvilluar mirë nga trupi, me shtat të hedhur, i bëshëm. *Me shtat të ardhur.*
6. *fig. bised.* Që afrohet me njerëzit, i shoqërueshëm e i njerëzishëm; që të fiton zemrën me fjalë të matura e të ëmbla", i mirë. *Djalë (burrë) i ardhur. Vajzë e ardhur. Me fjalë të ardhura.*
ARENDË,~A . *ek.* Shfrytëzimi i përkohshëm i një toke, që i jepet me qira dikujt sipas një marrë-veshjeje; pagesa për këtë shfrytëzim, qiraja e tokës (në vendet ku sundon prona private e tokës). *Arëndë e gjatë (e shkurtër). Afati i arendës. Jep (merr) në arendë. Paguan arendën.*
ARENË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shesh i rrumbu-llakët i shtruar butë në mes të një cirku, stadiumi a amfiteatri, ku zhvillohen lojna ose ndeshje, jepen shfa-qje akrobatike etj. *Arena e cirkut (e amfiteatrit). Gu-ximtarët në arenë. Dolën në arenë.*
2. *fig.* Fusha ku zhvillohet një përleshje, një luftim etj.; lëmë veprimtarie ku ndeshen pale a rryma të kundërta; skenë, shesh. *Arena politikë (parlamentare). Arena ndërkombëtare (botërore). Arenë lufte (bete-jash). Në arenën ë historisë. Doli në arënën e...*
ARË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë që lërohet e mbillet, tokë buke. *Are e mbjellë (e korrur). Aral e kooperativës. Are me grurë (me miser). Bimët (kul-turat) e crave. Brigadat e arave. Miu i arave. zool. Lëroj (ujit) arën. Punon në are.*
• Flet në are e në vreshtë net në tym, kot, kuturu. I tregon (i rrëfen) babait arat *iron, shih te* BABA, ~I. E bën are e hamull i përhap fj'alët në të katër anët, është llafazan i madh. E hante grurin që në are *shih te* GRURË, ~I. Kam ujin në *are shih tek* UJË, ~I. Bjer shi në arën time thuhet për njerëz që shohin vetëm interesin e tyre të ngushtë, që mendojnë vetëm për vete. Kur s'ke ara në mal, pse bën dava me çakejtë? ;. *u.* mos u ngatërro në një punë që nuk të përket.
ARËBËRËS,~I *m.sh.* ~, ~IT *bised.* Ai që hap toka të reja.
ARËZ,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Kandërr e vogël sa bleta, po me trup më të hollë, me ngjyrë të verdhë e me vija të zeza, me thumb helmues; grerëz. *Fole (çërdhe) arëzash. Bukë arëzash* fole grerëzash si hoje blete.
2. *fig.* Njeri i lig, që u bie me qafS të tjerëve e u bën të këqija.
Fole arëzash (grerëzash) *keq. shih te* GRERËZ,
ARGALISEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised.* Qesh e Iuaj, dëfrehem i shkujdesur; ngacmohem o zba-vitem me dike. *Argaliset tërë gaz. Argaliset me vajzat.*
ARGAN, —I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë kaçubore me dru të përdredhur si të dëllinjës, me gjethe hesh-tore, shumë të vogla e të shpeshta, me lule ngjyrë-vjollcë, që përdoret për të ngjyer rroba.
ARGANIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtori i ar-
ganos.
ARGANO,~JA . *sh.* ~, ~T *tek.* Lloj çikriku, i përbërë nga një cilindër që rrotullohet e mbledh një
litar, i cili shërben për ti ngritur a për të tërhequr pesha të rënda. *Argano elektrike. Argano ngritëse (tërheqëse). Punëtori i arganos. Ngre me argano.*
ARGAS *kal.,* ~A, ~UR. *shih* REGJ. *Argas lë-kurën. Argas domatet. Argas irupin. E argasi me dru.*

ARGASEM *vetv. shih* REGJEM. *lu argas lëkura, lu argasën duart.*
ARGASJE,~A . *shih* REGJJE,~A. *Argasja e lëkurëve.*
ARGASUR (i,e) *mb. shih* REGJUR (i,e). *Lëkurë e argasur. Duar lë argasura. Njeri i argasur.*
ARGAT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Punëtor krahu në bujqësi, që punon me mëditje te një çifligar a pro-nar tokash (në vendet ku sundon prona private e tokës). *Punonte argat. Merrnin argatë. Pasurohen me djersën e argatëve.*
*1. vjet.* Bujk që vinte të ndihmonte një bujlc tjetër pa shpërblim. *E ndihmonin argatët. U shpuri bukë argatëve.*
3. *vjet.* Masë toke sa mund të punonte një njeri brenda një dite, afërsisht një e treta e dynymit. *Mbolli dy argatë.*
ARGATËRl,~A . *hist.* 1. *përmb.* Tërësia e argatëve, argatët; shtresa e argatëve.
2. Puna e argatit, punë me mëditje në bujqësi; të qenët argat, gjendja e argatit.
ARGATl,~A . *hist, shih* ARGATËRl,~A.
ARGËLLËK,~U *m. etncgr., vjet.* Të hollat që i jepte dhëndri familjes së nuses para martesës për të përgatitur pajën e saj. *Paguan argëllëkun. Priste (caktonte) argëllëkun.*
ARGËTIM,~l *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARGËTOJ, ARGËTOHEM. *Argëtimi i fëmijëve. Mbrëmje argëtimi. Qendër argë-timi.*
*2.* Gjithçka që bëhet për t'u argëtuar, ajo që na argëton; dëfrim, qejf. *E kalonte kohën me argëtime.*
ARGËTOHEM *vetv.* E kaloj kohën në mënyrë të këndshme. merrem me diçka të gëzueshme e dëfryese; kënaqem me diçka, dëfrej. *Argëtohen fëmijët. Meson dhe argëlohet.*
ARGËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të ka-
lojë kohën në mëriyrë të këndshme, e bëj të dëfrejë me diçka të gëzueshme, zbavit. *E argëtoj me muzikë.*
2. E ledhatoj, përkëdhel. *Argëton fëmijën.*
*3. jokal. shih* ARGËTOHEM.
ARGËTUES,~E *mb.* Që të bën të dëfresh, që të kënaq e të zbavit, dëfryes. *Shfaqje (lojë) argëtuese. Liber (film) argëtues. Ngjarje argëtuese.*
ARGON,~I *m. kim.* Element kimik, gaz i plogët, i rrallë, pa ngjyrë e pa erë, që gjendet në ajrin e atmosferës dhe që përdoret zakonisht për mbushjcn e llambave elektrike *(simboli* A). *Llamba me argon.*
ARGOSHEM *veiv.,* ~A (u), ~UR. Me mbushet trupi me puçrra të vogla e të kuqe nga vapa osc nga ndonjë sëmundje.
ARGOSHË,~T *m. vet. sh.* Puçrra të vogla që i dalin njeriut në trup nga vapa ose nga ndonjë sëmundje. *Mbushet me argoshë.*
ARGSH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Trine prej thuprash e mbështetur mbi rrëshiqa të fryrë, që shërben për të kaluar lumin. *Bëj një argsh. Kaloi lumin me argsh.*
ARGULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Morr i vo-gël, ergjëz.
ARGUMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Arsyetim që përdoret për të vërtetuar ose për të kundërshtuar një mendim; prove që sillet për të mbrojtur ose për lë hedhur poshtë diçka. *Argument bindës (i forte). Ar-gumente shkencore. Kërkoj (sjell) argumenle. Flas me argumente. E mbroj (eprovoj, e vërtetoj) me argumente.*
2. *let.* Paraqitje e përmbledhur e përmbajtjes së një vepre letrare.
ARGUMENTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARGUMIiNTOJ, ARGUMENTOHET. *Argumemim i thellë (shkencor). Metoda e argumentimit.*
*1.* Tërësia e argumenteve që sillen për të vërtetuar, për të mbrojtur ose për të hedhur poshtë diçka. *Ar-gumentim i dobët (i pamjaftueshëm).*
ARGUMENTOHET. *Pës. e* ARGUMENTOJ. *Është argumentuar mirë.*
ARGUMENTOJ *kal.,* ~-OVA, ~UAR. Paraqit argumente për një çështje, vërtetoj me argumente, sjell prova. *Argumentoj një tezë. Argumentoj teori-kisht. Argumentoj me fakte. Argumentoj në mënyrë bindëse.*
ARGUMENTUAR (i,e) *mb.* Që është i bazuar ne prova, që është i mbështetur në argumente. *Mendim (përfundim) i argumentuar. Tezë e argumentuar. Kër-kesa të argumentuara.*
ARGJEND,~I *m.* 1. *kim.* Metal i rrallë e i çmuar, me ngjyrë të bardhë të shkëlqyer, që punohet lehtë dhe që përdoret për të bërë sende zbukurimi, monedha, enë etj. *(simboli* Ag). *Argjend i paster. Kupc (luge) ar-gjendi. Monedhë argjendi. Medalje argjendi. Fill argjendi. Punime argjendi. I lore me argjend. Ngjyrë argjendi.*
2. Fill i larë me këtë metal, që përdoret për qëndisje. *Qëndis me argjend.*
3. *zakon. sh.* ~E, ~ET. *shih* ARGJENDURINA, ~T.
4. *përd. mb.* Në ngjyrë të bardhë të shkëlqyer, i argjendtë.
t Bar argjendi *bot.* këputje. Lule argjendi *bot. shih te* LtlLE,~JA.
ARGJENDAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon argjendin e arin, ai që bën punime argjendi e ari. *Argjendarët shqiptarë.*
ARGJENDARl,~A . 1. Mjeshtëria e argjendarit, punimi i sendeve dhe i stolive prej ari e argjendi. *Punime argjendarie.*
2. Punishtja ku bëhen sende prej ari e argjendi; vendi i punës së argjendarit; dyqan ku shiten stoli c sende të punuara me ar e argjend.
3. *përmb.* Sende e stoli prej argjendi, argjendurina.
ARGJENDDASHËS,~I m. *sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që lakmon paranë, arin e argjendin; dorështrënguar.
ARGJENDlM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARGJENDOJ, ARGJENDOHET.ARGJENDOHET *vetv.* 1. Merr shkëlqim e zbar-dhon, ndrit Si argjend; zbardhet. *argjendohen flokët. 2. Pës. e* ARGJENDOJ i,2.
ARGJENDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Laj diçka me argjend, veshmenje cipë atgjendi. *Argjendoj lugët.*
2. *vet. veta III.* I jep ngjyrë argjendi, zbardh.
3. *jokal.* Shkëlqen si argjend.
ARGJENDOR,~E *mb. poet.* I argjendtë; në ngjyrë argjendi. *Ngjyrë argjendore. Dritë (bardhësi) argjendore. Shkëlqim argjendor.*
ARGJENDPUNUES,~I *m. sh.* ~. ~IT. *shih* ARGJENDAR,~I.
ARGJENDTË (i,e) *mb.* 1. Që është bërë prej argjendi; i larë me argjend. *Unazë (kupë) e argjendtë. Sende (stoli) të argjendta. Medalje e argjendtë.*
2. Që ka ngjyrën e argjendit, që shkëlqen si argjendi. *Dritë e argjendtë. Flokë të argjendtë.*
*4-* Dasma e argjendtë *libr.* njëzetepesëvjetori i mar-tesës së një çifti.

ARGJENDUAR (i,e) *mb.* 1. I larë me argjend. 2. Që ka marrë ngjyrën e shkëlqimin e argjendit. *Dritë e argjenduar. Flokë të argjenduar.*
ARGJENDURINA,~T . *vet. sh.* Sende e stoli prej argjendi.
ARGJENTlNAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor ven-dës i Argjentinës ose ai që e ka prejardhjen nga Ar-gjentina.
ARGJENTTNAS,~E *mb.* Që lidhet me Argjentinën ose ine argjentinasit, që është karakteristik për Argjentinën ose për argjentinasit, i Argjentinës ose i argjentinasve; që është krijuar nga argjentinasit. *Populli argjentinas. Ekonomia argjentinase. Bregdeti argjentinas. Skuadra argjentinase.*
ARGJlLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* DELTINË, ~A. *Argjile e bardhë (e kuqe). Vendburim argjile. Nxjerrja e argjilës.* Kolos me këmbë argjile *mospërf. shih te* KOLOSi
ARGJILOR,~E *mb. shih* DELTINOR,~E. *Tokë (shtresë) argjilore.*
ARGJINATURË,~A . *sh.* ~A, ~AT *ndërt.* Ledh i madh prej dheu të ngjeshur, që ngrihet si pritë anës lumenjve për të ndaluar vërshimin e ujërave, pendë për mbrojtjen nga përmbytjet. *Argjinaturë mbrdjtëse. Ngre (ndërtoj) një argjinaturë. Can argji-naturën.*
ARGJIPESHKËV,~VI *m. sh.* ~VlJ, ~VIJTË
*fet., vjet.* Titull fetar në kishën katolike, grade më e Iartë se peshkopi; ai që mban këtë titull, kryetar i një arkidioqeze (në vendet ku vepron kisha katolike; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
ARGJIPESHKVI,~A . *sh.* ~, ~TË *fet., vjet.* Selia e argjipeshkvit; rrethi i veprimit, juridiksioni i tij.
ARl,~U m. *sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *zool.* Kafshë e egër gjitare, mishngrënëse, me trup të madh e të rëndë, të mbuluar me qime të ashpra, me ngjyrë të murrme a të bardhë. *Ariu i murrmë. Ariu i bardhë. Ari pylli. Arinjtë e cirkut. Lëkurë ariu. Putër ariu. Ecëii si ari* ecën rëndë. *Punon si ari* punon fort.
2. *fig. bised.* Njeri i rëndë e i ngathët, por i forte, njeri i pagdhendur, që sillet në mënyrë të vrazhdë.
• S'ngopet ariu me miza *fj. u.* a) nukmjafton fare, është shumë pak për të ngrënë; b) nuk kryhet një punë e madhe me gjëra të vogla. Nuk trembet ariu (arusha) me shoshë *fj. u. shih te* SHOSHË, ~A.
ARIAN,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Emër i përbashkët për popujt e lashtë, që flisnin në gjuhët indoevropiane.
2. Emërtim pa asnjë bazë shkencore, që disa teori-cienë racistë e përdorin për një të ashtuquajtur tip të pastër e më të lartë të races së bardhë.
ARIAN,~E *mb. hist.* Që u përket arianëve, i ari-anëve. *Grupi arian. Gjuhët ariane. Tipare ariane.*
ARIÇKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Pule që pjell vezë që në motin e pare. *Vezë ariçke.*
ARIE,~A . *sh.* ~E, ~ET *muz.* Pjesë lirike për një zë, që shoqërohet me një vegël ose me orkestër (zakonisht pjesë e një opere ose operete). *Arie nga opera. Kendo} një arie.*
ARISTOKRACl,~A . 1. Shtresa m5 e lartë e feu-dalëve, shtresa e flsnikëve të një vendi; pjesa më e privilegjuar e klasës sunduese në shoqërinë shfrytë-zuese. *Aristokracia e lartë. Aristokrada feudale. Aris-tokracia fisnore.*
2. Pjesë e Vogël e një klase oseenjë grupi shoqëror, që ka disa privilegje dhe një Vend të veçantë. *Aristokracia financiare. Aristokracia punëtore* pjesa e bor-gjezuar e klasës punëtore.
3. *hist.* Forme qeverisjeje, në të cilën pushtetin e ka një grup i vogël fisnikësh me tituj të trashëgueshëm.
ARISTOKRAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesëtar i shtresës së fisnikëve, ai që bën pjesë në aristokracinë e vendit. *Shtresa e aristokratëve. Qëndrim prej aris-tokrati. keq.* qëndrim përbuzës ndaj masave punonjëse.
2. Njeri i shtresës së privilegjuar të një klase ose të një grupi shoqëror.
ARISTOKRAT,~E *mb. shih* ARISTOKRATIK,~E.
*Familje aristokrate. Grua aristokrate.*
ARISTOKRATIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me aristokracinë, që i përket aristokracisë, i aristokracisë. *Shoqëri aristokratike. Qarqet aristokratike. Familje aristokratike.*
*2.* Që është karakteristik për aristokratin, i stër-holluar; që mbahet pët i zgjedhur, që hiqet si aristo-krat. *Sjellje aristokratike.*
3. Që qeveriset nga aristokracia fisnore,,që lidhet me sundimin e aristokracisë fisnore. *Republikë aristokratike.*
ARlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Are e lënS dy-tre vjet pa u punuar pas korrjes; are e vogël. *Arishtë misri.*
*2.* Vend me ara.
ARITMETIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me aritmetikën, i aritmetikës; që është sipas rregullave të aritmetikës. *Veprimet aritmetike. Shprehje ar it me tike. Mesatarja aritmetike.*
ARITMETlKË,~A . 1. Pjesë e matematikës, që studion vetitë e thjeshta të numrave dhe veprimet me ta. *Aritmetika racionale. Katër veprimet e aritmetikës.*
*Rregullat e aritmetikës. Mësuesi i aritmetikës. Libri i aritmetikës. Detyra aritmetike. Fletore aritmetike.* 2. Lë'ndë mësimore që jep njohuritë e kësaj shken-ce në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njo-huri. *Libri i aritmetikës. Mësuesi i aritmetikës.*
ARITMETIKISHT *ndajf.* Sipas rregullave të arit-metikës; në mënyrë aritmetike, me numra. *Zgjidh aritmetikisht. Vërtetoj (provoj) aritmetikisht.*
ARITMETIKOR,~E *mb. shih* ARITMETIK,~E.
*Vshtrime (veprime) aritmetikore.*
ARITMI,~A . 1. *mjek.* Shpejtimi ose ngadalcsi-mi i rrahjeve të zemrës, çrregullim i rrahjeve të zemrës. *Vuan nga aritmia.*
2. *muz.* Çrregullim i ritmit në një pjesë muzikore a koreografike.
ARITMIK,~E *mb.* 1. *mjek.* Që e ka ritmin të çrre-gulluar. që nuk punon me ritmin e zakonshëm. *Puls aritmik. Rrahje aritmike.*
2. *muz., let.* Që e ka të çrregullt ritmin; që i mungon ritmi. *Muzikë aritmike. Varg aritmik.*
ARlTH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bo'., krahin.* Këputje, bargjan.
ARtTHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot., krahin.* Urithe.
ARlTHI *ndajf.* Mbi dy këmbët e prapme si ariu, duke e mbajtur trupin drejt (zakonisht për kafshët); përpjetë. *Ngrihet (qëndron) arithi.*
ARIXHESHK Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Fem. e* ARIXHI,~U.
ARIXHl,~U m. *sh.* ~NJ, -~NJTË. Cigan en-dacak. *Çadrat e arlxhinjve.*
ARIXHOFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* ARI-XHESHKË,~A.
ARKA,~JA. *sh.* ~, ~TË. Pjesa metalike e sharrës që përdoret për të prerë trupa. *ndërroj arkanë.*
ARKAlK,~E *mb.* Që i përket një kohe të lashtë, që është shumë i vjetër, i lashtë; që ka dale nga për-dorimi, i

vjetruar. *Periudha arkaike. Gjuhë arkaike. Fjalë (shprehje) arkaike. Fry me arkaike. Stil arkaik.*
ARKAPÍ,~A. *sh.* ~, ~TË *krahin.* Derë e vogël. zakonisht në murin e kopshtit prapa shtëpisë, që shërben për t'u lidhur me fqinjët; deriçkë. *Çel arka-pinë. Iku arkapi me arkapi.*
ARKAPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Zdrukthë-tar që bënte arka për nuse.
ARKAS *ndajf.* Në trajtë të arkës, si arkë. *vë arkas.*
ARKEBUZ,~I *m. sh.* ~A, ~AT *hist.* Pushkë e vjetër me fitil, që mbushej nga gryka.
ARKEOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist që merret me gërmime dhe studime arkeologjike. *Arkeologët shqiptarë. Grupi i arkeologëve.*
ARKEOLOGE,~IA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ARKEOLOG,~U. *Arkeologët e reja shqiptarë. Gër-mimet e arkeologes.*
ARKEOLOGJI,~A . Shkencë historike, që stu-dion kulturën dhe jetën e popujve në kohët e lashta, duke u mbështetur në monumentet e sendet që kanë mbetur prej tyre nën tokë e që zbulohen me anë të
gërmimeve. *Arkeologjia shqiptarë. Qendra e arkeologjisë.*
ARKEOLOGJlK,~E *mb.* Që lidhet me arkeolo-gjinë, që i përket arkeologjisë, i arkeologjisë; që mbësh-tetet në të dhënat e arkeologjisë. *Muzeumi arkëologjik. Gërmime (zbulime) arkeologjike. Kërkime (studime) arkeologjike. Gjetje arkeologjike. Monuments arkeologjike.*
ARK'Ë,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Kuti e madhe ka-tërkëndëshe, e bërë zakonisht me dërrasa, që shërben për të ruajtur e për të mbartur sende e mallra. *Arkë druri (dërrase, hekuri). Arkat e bukëve. Arka birre (qumështi). Arka municioni. Arka e ndihmës së shpejtë. Kapaku i arkës. Çelësi i arkës. Hap (mbyllj arkën. Shtie (fur) në arka.*
2. *etnogr.* Orendi katërkëndëshe prej dërrase, me kapak dhe me dry, zakonisht e zbukuruar, që shër-bente për lë mbajtur rroba dhe pajën e nuses. *Arka e pajes (e rrobave). Arka e nuses. Rrobat e arkës. Mban në fund të arkës.*
3. Kasafortë. *Put (vë) paratë në arkë. Mbyll arkën.*
4. Zyrë a vend i posaçëm, ku bëhen pagesat dhe veprime të tjera më të holla. *Arka e bankës. Arka e mapos (e ndërmarrjes... ). Nëpunësja e arkës. Paguan në arkë. Derdh paratë në arkë.*
5. *fin.* Fondet në të holla që ka si gjendje një shtet, një ndërmarrje, kooperativë, institucion etj. *Arka e shtetit. Libri i arkës. Gjendje arke. Mbaj arkën. Mbyll arkën* llogarit hyrjet e daljet në të holla për të parë gjendjen e fondeve.
6. *fin.* Institucion shtetëror, ku depozitohen të holla të kursyera nga punonjësit, të cilat këta mund t'i tërheqin kur të duan. *Arka e kursimit. Arka e kur~ simeve dhe e sigurimeve shtetërore. Degë (agjenci) e arkës. Derdh të holla në arkën e kursimit.*
*1. bised.* Arkivol. *Arka e të vdekurit. Të vënça në arkë! mallk.* vdeksh!
•*k* Arkë e dry të lidhur si mishi me thoin njëri me tjetrin, të pandarë njëri nga tjetri. Fundi i arkës *shih te* FUND,~I. Është arkë e mbyllur *dikush shih te* MBYLLUR (i, e). E ka gojën arkë nuk nxjerr fjalë nga goja, i ruan mirë të fshehtat.
ARKËRKUES,~I m. *sh. ~,* ~IT. Ai që merret me kërkimin dhe nxjerrjen e arit për t'u pasuruar.
ARKËTAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Nëpunës i ngar-kuar të mbajë arkën e një ndërmarrjeje, kooperative ose institucioni dhe të kryejë veprimet më të holla; nëpunës i arkës. *Arkëtar i bankës (i ndërmarrjes, i kinemasë).*
ARKËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ARKËTAR,~I.
ARKËTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fin.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARKËTOJ, ARKËTOHET.
*Arkëtimi i të hollave (i të ardhurave). Dëftesë arkëtimi. Shuma e arkëtimeve.*
ARKËTOHET *fin. Pës. e* ARKËTOJ.
ARKËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UARm. Marr të holla e i derdh në arkë, fut të holla në fondin e arkës. *Arkëloj të holla I.*
ARKËTUES,~E *mb. fin.* Që kryen veprime arkëtimi, që ka për detyrë të arkëtojë të hollat. *Zyrë arkëtuese. Nëpunësi arkëtues.*ARKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Arkë e vogël, që pëfdoret për të mbajtut sende të çmuara ose gjëra të vogla. *Arkëza e stolive. Arkëz hiri. Ruaj (mbyll) në arkëz.*
ARKI- *fjalëform. libr.* 1. Pjesë e parë e fjalëve të për-bëfa, që tregojnë shkallën dhe titullin më të lartë se i një tjetër në hierarkinë feudale dhe fetare, me kuptimin “krye-”; p.sh. arkidukë, arkimandrit etj.
2. Parashtesë e fjalëve të prejardhura, që tregojnë cilësi në shkallën më të lartë, me kuptimin keqësues “s(ër-”; p.sh. arkioportunist, arkishovinist, arkirevi-zionist etj.
ARKIDIOQEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fet.* Rreth i veprimit kishtar, juridiksion kishtar me i madh se dioqeza, që është nën drejtimin e një arkipeshkopi (në vendet ku vepron kisha katolike; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
ARKIMANDRIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Titulli me i lartë për murgjit dhe kryetarët e manastireve; titull me i ulët se i dhespotit për priftin që nuk martohet e që është murg (në vendet ku vepron kisha ortodokse; në fë kaluarën edhe në Shqipëri).
ARKIPELAG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjeogr.* Grup ishujsh që ndodhen njëri prane tjetrit në det dhe formojnë një bashkësi tokësore. *Ishujt e arkipe-lagut.*
ARKITEKT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Specialist në arkitekturë; inxhinier që bën projektet e ndërti-meve dhe ndjek zbatimin e tyre. *Inxhinier arkitekt. Projekti i arkitekt it.*
*2. fig.* Ai që bën planin, përcakton detyrat themelore dhe tregon rrugët për arritjen e një qëllimi. *Arkitekt i revolucionit (i socializing).*
ARKITEKTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* AR-KITEKT,~I.
ARKITEKTONIK,~E *mb.* 1. *arkit.* Që ka të bëjë me arkitektonikën; që u përgjigjet kërkesave të arki-tek:tonikës. *Ndërtim arkitektonik. Kërkesat arkitektonike. Nga ana arkitektonike.*
2. *shih* ARKITEKTURAL,~E. *Ansambël arkitektonik. Monumente arkitektonike. Arti arkitektonik. Zgjidhja arkitektonike.*
ARKITEKTONIKË,~A *f. 1. arkit.* Mënyra e ndërtimit të një vepre, në të cilën pjesët përbërëse janë të lidhura mirë e bukur njëra me tjetrën në një të tërë.
2. *art.* Mënyra e ndërtimit të një vepre letrare a muzikore, në të cilën elementet përbërëse janë në për-pjesëtime të drejta dhe të lidhura mirë ndërmjet tyre. *Arkitektonika e veprës (e pjesës).*
ARKITEKTURAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me ar-kitekturën, që i përket arkitekturës, i arkitekturës; që është bërë sipas kërkesave të arkitekturës. *Vepër*

*arkitekturale. Ansambël arkitektural. Zgjidhje e mirë arkitekturale. Me vlerë arkitekturale.*
ARKITEKTURË,~A . 1. Arti i projektimit, i vendosjes dhe i zbukurimit të ndërtesave ose të ve-prave të tjera. *Vepër arkitekturë. Dega e arkitekturës. Mërret me arkitekturë...*
2. Mënyra e vendosjes, e ndërtimit dhe e zbukurimit të ndërtesave në pjesën e jashtme. *Arkitekturë e thjeshtë. Arkitektura e qytetit.*
3. Stil i veçantë në vendosjen, ndërtimin dhe zbu-
kurimin e ndërtesave e të veprave të tjera. *Arkitektura romake (greke, gotike). Arkitektura e sotme. 4. shih* ARKITEKTONIKË,~A.
ARKITRA,~U *m. sh.* ~RË, ~RËT *ndërt.* Kryetra. *Arkitra guri (betoni). Arkitrarë për dyer e dritare.*
ARKIV,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Institucion që merret me grumbullimin, ruajtjen, sistemimin dhe pjesërisht edhe me botimin e dokumenteve e të dorë-shkrimeve me vlerë historike; ndërtesa e këtij insti-tucioni. *Arkiv historik (qendror). Arkivi i shtetit. Punonjësit e arkivit. Fondet (materialet) e arkivit. Nxjerr nga arkivi.*
*2.* Zyrë ku ruhen aktet dhe shkresat enjëinstitu-cioni, të një ndërmarrjeje etj. *Arkivi i ministrisë (i ndërmarrjes). Fut (vëj në arkiv.*
3. Tërësia e dokumenteve, e akteve etj., që lidhen me veprimtarinë e një institucioni, të një organizate ose të një njeriu dhe që ruhen si materiale me vlerë. *Arkivi i një shkrimtari.*
E lë (e fut) në arkiv *libr.* e lë në harresë, nuk
merret me me të.
ARKIVAL,~E *mb. shih* ARKIVOR,~E. *Doku-
mente arkivale. Fonde (materiale, burime) arkivale. Kërkime arkivale.*
ARKIVIM,~I *m. zyrt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARKIVOJ, ARKIVOHET. *Arkivimi i dokumenteve. për qëllime arkivimi.*
ARKIVIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës që merret me grumbullimin, ruajtjen dhe përpunimin e materialeve në një arkiv. *Arkivisti i komitetit.*
ARKIVlSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ARKIVIST,~I.
ARKIVOHET *zyrtJPës, e* ARKIVOJ. *Arkivohet një dokument (një shkrëse). Arkivohet një çështje.*
ARKIVOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *zyrt.* Vë, fut në arkiv (akte, dokumente etj.), e kaloj në arkiv. *Arkivoj dokumentet (shkresat). Arkivoj një çështje.*
ARKIVOL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Arka ku futin të vdekurin për ta varrosur; qivur. *I bënë arkivolin. Mbuloi arkivolin me flamur.*
ARKIVOLPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që
bën arkivole.
ARKIVOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me arkivin, i arkivit; që ruhet në arkiv. *Dokumente (materiale) arkivore. Burim arkivor. Fondi arkivor.*
ARKOND,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* 1. Titull i lartë i magjistratëve, që qeyerisnin qytetet-shtete në Greqinë e lashtë.
2. Titull në hierarkinë feudale, që e mbante një pronar i pasur nga paria e vendit. *Arkondët feudale. Sillet si arkond,*sillet rëndë e me Tnospërfillje ndaj të tjerëve, mbahef më të madh.
ARKONDESHË,~A . *sh.* ~A ~AT *hist.* E shoqja e arkondit.
ARKONDI,~A. *sh.* ~, ~TË *hist.* Krahinë që sundohej dhe qeverisej nga.një arkond; pronat, zo-tërimet e arkondit.
ARKTIK,~E *mb. gjeogr.* Që ka të bëjë me zonën rreth Polit të Veriut, që lidhet me Arktikun. *Rrethi Polar Arktik. Oqeani Arktik. Zona arktike.*ARMAÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *etnogr.* Cope prej cohe e qëndisur me mëndafsh ose me ar, që qepej para dimiteye të grave a para benevrekëve të burrave për zbukurim.
2. *vjet.* Një Uoj cohe e trashë, që përdorej për ve-shje të sipërme, për perde etj. *Perde prej armaçi.*
ARMATESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *min.* Veshje e faqeve të brendshme të galerive në miniera, e bërë me shtylla druri ose betoni, që shërben për të ndaluar shembjet; armature. *Armatesë druri (guri). Armatesë e përhershme (e përkohshme). Armatesë me shtylla. 1 vë armatesën.*
ARMATË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. *usht.* Njësi e madhe ushtarake, e përbërë nga dy a me shumë trup-armata dhe e pajisur për veprime luftarake strate-gjike. *Armatë tankesh. Komandant armate.*
2. *fig.* Masë e madhe njerëzish, që punojnë së ba-shku në një lëmë ose për një qëllim të vetëm; ushtri. *Armatë e fuqishme. Armata e punëtorëve të pararojës. Armata e arsimtarëve (e mjekëve).*
*3. fig.* Sasi e madhe, grumbull i madh mjetesh tek-nike. *Armatë traktorësh (buldozerlsh).*
ARMATË,~A n *f.sh.* ~A, ~AT. Zinxhir ari që e varnin grate në qafë si stoli, varëse grash. *Var armatën.*
ARMATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Pa-jisja me armë, annatosje; *kund.* çarmatim. *Armatimi i ushtrisë.*
*1. usht.* Tërësia e armëve, e mjeteve dhe e pajisjcve ushtarake, që përdoren për të luftuar; armët. *Armatim i rëndë (i lehtë). Depoja e armatimtve. Tekniku i ar-matimit. Gara e armatimeve.*
3. *min.* Vendosja e armatesës, ngritja e një armatesë në galeri. *Armatimi i minierës (i galerive).*
ARMATOR,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT *del.* Pronar ose qiramarrës anijesh, i cili i pajis dhe i përdor ato për tregti. *Armatori t anijës.*
ARMATOR,~I n *m. sh.* ~Ë, ~ËT *min. shift* ARMATUES,~I.
ARMATOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Pajis me armë, i jap armë; *kund.* carmatos. *Armatos një ushtar. Ar-matos ushtrini (çetin). Armatos poputtin (ettdin).*
2. *mht.* Mbush një armë dhe e ngreh për qitje; *kund.* çarmatos. *Armatos mitrahzin. Armatos shulin.*
3. Pajis me mjete, me vegla etj. për një punë të caktuar. *Armatos një anije. Armatos me kazma e me lopata.*
*4. fig.* Pajis me njohuri, me dije etj. për një ve-primtari të caktuar; e bëj të aftë për të punuar a ve-pruar në një fushë të caktuar. *E armatos me teorinë revolucionare. E armatos meshkencën e përparuar.*
5. *min.* Veh me armatesë, i vë armatesë. *Armatos galerinë.*
ARMATOSEM *vetv.* 1. Pajisem me armë, marr armët, ngjesh armët; *kund.* çarmatosem. *Armatosem mirë (rëndë). Armatoset deri në dhëmbë.*
2. Pajisem me mjete, me vegla etj. për një punë të caktuar. *Armatosem me ftner (me pishtar).*
3. *fig.* Pajisem me njohuri, me dije etj. për një veprimtari të caktuar; përgatitera për të punuar e vepruar në një fushë të caktuar. *Armatosem me dije.*
*Armatosem me teorinë revolucionare. Armatosem për jetën.*

4. *Pës. e* ARMATOS.

ARMATOSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARMATOS, ARMATOSEM. *Armatosja e popullsisë.*

ARMATOSUR (i,e) *mb.* 1. Që është i pajisur me armë, që ka armë; *kund.* i çarmatosor. *Ushtar iarma-tosur. Report (njësit) i armatosur. Populli i armatosur.*

*2.* Që bëhet me armë në dorë, që shoqërohet me veprime luftarake. *Kryengritje e armatosur. Luftë (të-vizje) e armatosur. Agresion i armatosur. Ndërhyrje e armatosur.*

3. *fig.* Që është i pajisur me njohuritë e nevojshme për një veprimtari të caktuar; që është i përgatitur për të punuar e vepruar në një fushë të caktuar. *armatosur ideologjikisht (politikisht).*

*it* I armatosur gjer (deri) në dhëmbë *shih te* DHËMB, ~L Anjanësl e armatosur mosndërhyrje në një luftë, qëndrim mënjanë duke qenë i gat-shëm për luftë. Forcat e Armatosura të Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë *shih te* FORCË, ~A.

ARMATt)ES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punonjës mi-niere që merret me punimet e armatimit. *Armatues mirëmbajtjtje.*

ARMATËRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *ndërt.* Forme prej dërrasash të mbërthyera ose prej metali, që shërben për të derdhur shtylla, trarë etj. prej betoni ose për të mbajtur a për të përforcuar një pjesë të një vepre që ndërtohet. *Armature mbajtëse. Armature druri (hekuri). Armatura e urës. Ngre armaturën. Heq (prish) armaturën.*

*2.* Shufra ose pjesë metalike të lidhura si skekt ndërmjet tyre, që vihen si përforcim brenda shtyuave, trarëve, soletave etj. të derdhura me beton. *Armatura e shtyllës (ë digës).*

3. *mim. shih* ARMATESË,~A. *Armatura e ga-lerisë.*

*4. tek.* Pajisje, vegla dhe pjesë të vogla të maki-nave e të aparateve, që shërbejaë për të punuar mirë këto. *Armatura e automjetit. Armatura e anijes.*

5. Rreth, skelet ose kornizë (për syza, pasqyra etj.); leuti (për radio etj.). *Armatura e syzeve.*

*6.* Raft ku vihen të mbështetura me këmbë armët, armëmbajtëse; raft për veglat e punës. *Armatura e pushkëve. Armatura e veglave. Lë në armature. Man nga armatura.*

7. *hist.* Pajisja luftarake e një ushtari në kohët e vjetra e në mesjetë. *Armature e lehtë (e rëndë). Armatura e luftëtarit. Heq (vë) armatwën.*

*9. muz.* Tërësia e diezëve dhe e bemoleve, që vihen pas çelësit për të shëauar shkallën e një pjese.

ARMBAJTËS,~E *mb. gjeoL* Që përmban ar, që është i pasur me ar. *Rërë armbajtëse. Shkëmbinj ar-mbajtës.*

ARMË,~JA *sh.* ~, ~TË. 1. Lakër e vënë tur-shi; turshi. *Lakër arme. Kadt me arme. Ling armeje.*

*2. krahln.* Kos ose qumësht me kripë, që ruhet ni kacek për dimër. *Dy kacekë me arm.*

ARMEGANE,~T . *eL sh. etnogr., vjet.* Dhuratë (zakoatsht ëmbëlsir^, pemë etj.) që t shpihej nusesbashkë me rrobat nga ana e dhëndrit një ditë para martesës. *Dita e armeganeve.*

ARMEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Armenisë ose ai që e ka prejardhjen nga Armenia.

ARMEN,~E *mb.* Që lidhet me Armeninë ose me armenët, që është karakteristik për Armeninë ose për armenët, i Armenisë ose i armenëve; që është kri-juar nga armenët. *Populli armen. Kufijtë armenë. Gjuha armene. Kultura armene.*

ARMENISHT *ndajf.* Në gjuhën armene. *Flas armenisht.*

ARMENISHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane, që flitët në Armeni, gjuha armene.

ARMË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mjet lufre që shërben për të sulmuar a për t'u mbrojtur; mjet që përdoret për të goditur, për të vrarë a për të dëmtuar njerëz e kafshë. *Armë të rënda (të lehta). Armë e ftohlë (e bardhë). shih te* FTOHTË (i, e). *Armë auto-matike. Armë atomike (bërtharnore, kimikë, bakte-riohgjike). Armë zjarri* armë që shtie me barut ose me lënde tjetër plasëse (si pushka, mitralozi, topi etj.). *Armë lufte (gjahu). Armë brezi (krahu, dore). Armë' sulmi (mbrojtjejë). Armë nderi. Tyta e armës. Rripi i armës. Vaj armësh. Depo (uzinë) armësh. Muzeu i armëve. Mbaj armë. Ngjesh armët. Rrok armët. Mbërthej (zbërthej, pastroj) armën. Mbusk (zbraz) armën. Shkreh armën. Shtie me armë. Me armë në dorë. Në sup-armël për nder-armë! Këmbej armë me dike* zhvilloj një përleshje të shkurtër, shtie disa here.

2. *usht.* Lloj trupash që janë të armatosura me mjete të njëjta Iuftarake dhe që kryëjnë vepfime të caktuara; nënndarje e trupave ushtarake të një vendi sipasllojit të armatimit ose sipas funksionit. *Arma e këmbesorisë. Arma e artilerisë (e aviacionit). Arma e xhenios. Arma e sigurimit të shtetit. Arma e policisë popullore. Bashkëveprimi midis armëve.*

3^ *fig.* Mjet për të luftuar kundër dikujt; mjet që përdoret për t'ia arritur një qëllimi; mënyrë a arsyetim për të mbrojtur a për të rrëzuar diçka. *Armë e fuqish-me (ë shëndoshë, e sigurt). Armë politike (ideologjike). I dha armë kundër vetes. Përdor si armë.. m*

4. *vet. sh.* Ushtria. *Armët shqiptare. Armët e bash-kuara. Thërres nën armë* e thërres për të kryer shër-bimin ushtarak; mobilizoj. *Jam nën armë* bëj shër-bimin ushtarak, ndodhem në radhët e ushtrisë. *Mbaj nën )armë* e mbaj në radhët e ushtrisë, e mbaj të moт hilizuar.

• Shok armësh bashkëluftëtar; shok i ngushtë në përpjekjet për të arritur një qëllim politik e ideologjik të pëibashkët. Shesh armësh vend ku përgatiten dhe prej ku mund të fillojnë veprime Iuftarake kurtdër rtjë yendi tjetër. Me armë në dorë i gatshëm për luftë; pa U dorëzuar, duke luftuar. Me forcën e armëve me force, me dhynë ushtarake. Bashkojmë armët bash-kojrnë foreat, luftojmë së bashku krah për krah. Dorëzoi (dha, hodhi, la, lëshoi, uli) armët pushoi luf-tën, nuk bëri me qëndresë, u dorëzua. I kthej armët (armikut) *shih te* KTHEJ. Mat armët *me dike* hyj në betejë me dike, ndeshem, mat fo-^cat në luftë me kundërshtarin. Mpreh armët *shih te* MPREH. Rrëmbej (rrok) armët (pushkët) *shih te* RRËMBEJ.

ARMËLARË *mb. poet.* 1. Që ka armë të lara në ar ose në argjend; që i shkëlqejnë armët. *Trim armë-larë.*

*1.* Që ka luftuar dhe ka fituar në beteja, që është mbuluar me lavdi në luftë. *Ushtri armëlarë.*

ARMËMBAJTËS,~I *m.sh.* ~, _~IT. 1. *hist.* Ai që shoqëronte një katorës dhe që mbante armët nfi kohën e mesjetës, shqytar.

2. *fig.* Ai që punon në shërbim të dikujt, vegël e dikujt. *Armëmbajtësit e borgjezisë.*

3. *libr.* Ai që mban armë.

ARMËMBAJTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *usht.*
Raft ku vihen armët të mbështetura me këmbë, armature. *Marr armën nga armëmbajtësja.*

ARMËMBAJTJE,~A .• *drejt.* Mbajtja e një arme personal e me vete. *Armëmbajtja me (pa) leje. E drejta e armëmbajtjes.*

ARMËNDREQËS,~I *m.sh.* ~, ~IT *vjet.* Zejtar që ndreqte armë. *Dyqani i armëndreqësit.*

ARMËNGRlRË *mb. poet.* Që i ka armët të lara në ar ose në argjend, që i shkëlqejnë armët.

ARMËNGJESHUR *mb.* Që ka ngjeshur armët, i armatosur e i gatshëm për të luftuar. *U nis armë-ngjeshur.*

ARMËPATHYER *mb. poet.* Që nuk është thyer asnjëherë në luftë, që ka dale gjithnjë fitimtar; i pa-mposhtur.

ARMËPlSHË *mb. poet.* Që e mban armën gjithnjë të ngrehur, që është kurdohërë gati për luftë.

ARMËPUNUES,~I *m.sh.* ~, ~IT *vjet.* Zejtar që bënte e ndreqte armë, armëtar. *Armëpunuesit shqiptare. Zeja e armëpunuesit. Dyqani i armëpunuesit.*

ARMËPUSHlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ndalim i përkohshëm i luftimeve ndërmjet palëve kundër-shtare, që bëhet me marrëveshje; ndërprerje e luftës me marrëveshje për një kohë të caktuar. *Armëpushim i përkohshëm. Marrëveshja e armëpushimit. Kushtet e armëpushimit. Bënë armëpushim. Nënshkruan armë-pushimin. Shkel armëpushimin.*

*{^* ARMËRl,~A. *sh. ~, ~TË usht., vjet.* Armëtore.

ARMËSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Tregtar që shet armë; *vjet.* zejtar që bënte e shiste armë. *Armë-shitës i madh. Dyqani i armëshitësit.*

ARMËTAR,~I *m, sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *usht.* Ai që kontrollon armët ose armatimin e një mjeti luftarak dhe që kujdeset për to; specialist për armët. *Armëtari i avionit.*

*2. vjet.* Zejtar që bënte e ndreqte armë, armëpu-nues. *Armëtarët e vjetër. Armëtarët shqiptare.*

ARMËTARI,~A. *vjet.* Punimi i armëve; mjeshtë-ria e armëtarit. *Dega e armëtarisë.*

ARMËTORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *usht.^* Vendi ku ruhen armët dhe municipnet. *Fut armët në armëtore...:-.........:;.* •
'.....

ARMtK,~KU m. *sh.* ~Q, ~QTË. I. Ai që i do
të keqen një tjetri, që e urren atë dhe që përpiqet ta dëmtojë; *kund.* mik. *Armik i hapët (i fshehtë). Armik i egër (i pabesë). Armik për vdekje. Bëj armiq. Darova e armikut o helm; o thikë. fj. u.* armiku kurrë nuk ta do të mirën, mos prit të mirë nga armiku.*Armikut dhe erës tregoju gjoksin! fj. u.* mos u përkul përpara armikut; mos u tremb nga vështirësitë.

2. Ai që është kundër interesave të klasës, të par-tisë, të atdheut ë të socializmit dhe që lufton e vepron kundër tyre. *Armiqtë e brendshëm (e jashtëm). Ar-miku* i *klasës. Armik i popullit. Armik i pushtetit popullor. Vegël e armikut. Agjent i armikut. Bën punën e armikut. Dënoj armiqtë.*

3. *përmb.* Ushtria kundër së cilës bëhet lufta dhe shteti, të cilit i shërben ajo, kundërshtari. *Forcat e armikut. Ushtria e armikut. Planet e armikut. Sulmon (dërrmon) armikun.*

*4.* Ai që urren diçka dhe që lufton kundër saj, ai që nuk pajtohet me diçka, që nuk e pranon diçka, kundërshtar. *Armik i përparimit (i lirisë). Armik i gënjeshtrave (i thashethemeve). Armik i duhanit (i alkoolit).*

5. Diçka që sjell dëm, që prish ose që bën keq. *Armik i shëndetit.*

Nën bajonetën e armikut *shih te* BAJONETË,~A.

ARMIK,~E *mb.* Që i përket armikut, i armikut; që bëhet a që organizohet nga armiku. *Vend (shtët) armik. Vshtri (forca) armike. LJogoret armike. Element armik. Operacioni armik i dimrit.*

ARMlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *ndërt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARMOJ, ARMOHET. *Armimi me shufra hekuri.*

ARMIQËRl,~A . *përmb. bised.* Të gjithë armiqtë së bashku.

ARMIQËSf,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Qëndrim prej armiku, prirja e synimi për t'i bërë keq dikujt, ndjenjë e keqdashjes dhe e urrejtjes për dike; *kund.* miqësi. *Armiqësi e thellë (e vjetër).*

*2.* Marrëdhënie të til la, kur dy pale urrejnë dhe luf-tojië njëra-tjetrën; hasmëri. *Jane në armiqësi. Fut në armiqësi.*

ARMIQËSlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARMIQËSOJ, ARMIQËSOHEM.

ARMIQËSISHT *ndajf.* Në mënyrë armiqësore, me armiqësi; *kund.* miqësisht. *E priti armiqësisht.*

ARMIQËSOHEM *vetv.* Bëhem armik me një tjetër, hyj në grindje, futem në armiqësi; *kund.* miqësobem.

ARMIQËSOJ *kal., ~*OVA, ~UAR. E bëj armik dike me një tjetër, e shtie në grindje, e fut në armiqësi; *kund.* miqësoj.

ARMIQËSOR,~E *mb.* 1. Që bëhet nga një armik me qëllime të këqija e për të sjellë dëme, që shpreh synimet e armikut e u shërben atyre, prej armiku. *Punë (veprimtari) armiqësore. Veprim (akt) armiqë-sor. Politikë (propagandë) armiqësore. Qëndrim armi-qësor. Qëllime armiqësore.*

*1.* Që shpreh armiqësi, që është plot urrejtje c keq-dashje; *kund.* miqësor. *Pritje (sjellje) armiqësore. Shprehje (shfaqje) armiqësore. Vështrim armiqësor. Mjedis armiqësor.*

ARMIQËSUAR (i,e) *mb.* Që ka hyrë në armiqësi me dike, që i ka prishur marrëdhëniet me dike, që është zënë me dike. *Fise të armiqësuara. Mbetën të armiqësuar.*

ARMOHET *ndërt. Pës. e* ARMOJ. *Armohen pllakal.*

ARMOJ *kal,* ~OVA, ~tJAR *ndërt.* Forcoj një material a pajisje, duke i futur brenda shufra hekuri, çeliku a matertale të tjera. *Armoj shtyllat (pllakat). Armoj betonin (qeramikën).*

ARMOR,~I *m. hist.* Veshje mbrojtëse prej me-tali, që e përdornin luftëtarët në kohët e vjetra dhe në mesjetë. *Armor i çeliktë. Mbaj (vesh) armorin.*

ARMUAR *(i,e) mb. ndërt.* Që është forcuar nga brenda me shufra hekuri, çeliku ose me materiale të tjera. *Beton i armuar. Tra i armuar. Qeramikë e armuar.*

ARNA-ARNA *ndajf.* 1. Gjithë arna, me shumë arna. *Rroba arna-arna.*

*2.* Me njolla, pulla-pulla.

ARNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me ara.

ARNACT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet. I.* Shqiptar (i quajtur kështu prej turqve).

2. ii *mb.* ~, ~E. Që lidhet me shqiptarët, i shqip-tarëve (siç quheshin nga turqit), shqiptar. *Luftëtarët arnautë. Trimëria arnaute.*

ARNE,~NI m. *sh.* ~NJ, ~NJTË *bot.* Lloj pishe mali me hala të holla e të shkurtra, të vendosura pesë e nga pesë; pishë ballkanike, molikë. *Arneni i zi (i bardhë). Pyll arneni. Bucelë arneni.*

ARNESAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet. shih* AR-NUES,~I.

ARNESARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet. shih* ARNUESE,~JA.
ARNESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *I. shih* ARNIM,~I. 2. Vend i arnuar në një petk, këpucë, enë etj., arnë.
ARNË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e yogël cohe, lëkure, tencqeje etj., që qepet ose që ngjitet për të zënë një vrimë, një të çarë a një të grisur në petka, këpucë, enë etj. *Këmishë (çorape) me arna. Këpucë me arna. Mur me arna. Qep një arnë. I hedh (i vë) një arnë.*
*2. fig.* Diçka që përdoret për të mbuluar një të mctë a një dobësi, për të zënë një të çarë në një punë. *Punë me arna. Jetë me arna. I vë arna.*
*4- V* ndesh arna me thesin gjeti tenxherja kapakun. la kanë qepur arnën *dik ujti* kanë vënfi njënjollë; e kanë vënë në shenjë për të keq.
ARNI,~A . *përmb. krahin.* Tërësia e arave, të gjitha arat së bashku; arnajë.
ARNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARNOJ, ARNOHEM. *Amimi i rrobave. I bëj arnime.*
*2.* Vend i arnuar në një rrobë, këpucë, enë etj.
ARNISHTË,~A *if. sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e vjetër që përdoret për arnë. 2. Gjë e vjetër me arna.
ARNlSHrË,~A II *f.sh.* ~A, ~AT. Pyll arneni.
ARNOHEM *vetv.* 1. U vë arna rrobave të mia të grisura.
2. *fig.* Rregullohem në një fare mënyre, i ndreq punët e mia me ç'të kem në dorë; jetoj sipas mun-dësive të pakta që kam.
3. *Pës. e* ARNOJ.
• E çjerr ku s'arnohet *shih te* ÇJERR.ARNOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I vë arnë ajë petku, këpuce, ene etj.; zE një vrimë a një të çarë me diçka. *Arnoj këmishën (çorapet). Arnoj këpucët. Afnoj kazanin. Arnoj murin.*
*1. fig.* Mbuloj të metat, dobësitë etj. me ç'ti kern oë dorë; përpiqem të ndreq diçka, të dal nga vështi-rcsitë në një fare mënyre.
• Gris (prish) gjirin, arno pëqirin! *fj. u. shih te* GRIS-
ARNOJSË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Gjilpërë.
ARNUAR (i,e) *mb.* Që është ndrequr a mbyllur me atna, që ka araa. *Këmishë ë arnuar. Çorape të arnuara. Këpucë të arnuara.*
ARNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që araon rroba a këpucë, punëtor që ndreq rroba a këpucë.
ARNUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. fem. " AR-NUES,~I.
AROMATIK,~E *mb.* Qe ka erë të mirë, që është me arornë, i mermë. *Lule (bimë) aromatike. Vaj aromatik. Lërtdë aromatike. Cigarë aromatike.*
AROMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Erë e këndshme, erë e mirë që lëshojnë lulet e disa lëndë, amësim. *Aromë e forte. Aromë e këndshme. Aroma t luleve. Veri me aromë. Ka (lëshon) aromë.*
AROS *kal.,* ~A, ~UR *vjet.* Laj në ar, praroj.
AROSUR (i,e) *mb. vjet.* I larë në ar, i praruar. *Majat e arosura.*
ARPUNUAR *mb. poet.* Që është bërë prej ari> që është punuar me ar.
ARPUNt)ES,~I *m. sh.* ~, ~IT. *shih* ARGJEN-DAR,~L
ARQIOMARKSlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Ahëtar i një organizate antimarksiste, të krijuar në Oreqi me 1920, që shtrembëronte marksizëm-leniniz-min e luftonte levizjen komuniste dhe që gjatë Luftë( së Dytë Botërore bashkëpunoi me fashistët
ARQIOMARKSIST,~E *mb. hist.* Që ka të bëjë me arqiomarksistët, që u përket arqiomarksistëve, i arqiomarksisteve. *Pikëpamje argiomarksiste. Grup of qiomarksist.*
ARQtTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. *bot.* Shelg i butë.
2. ThiipIr e hollë shelgu. që përdoret për të thurur shporta, kanistra etj. *Kosh arqite.*
ARSEHEM *vetv.* 1. Marr arsim, fitoj dituri, mësoj, ariimohem. '
2. Edukohem, mësoj të sillem në familje e në $ho-qëri.
3. *Pis. e* ARSEJ r-
ARSEJ i *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. I jap arsim, jap dituri, e mësoj; arsimoj. *Arsej fëmijit.*
*2.* Qortoj. këshilloj; edukoj, e mësoj dike si të fillet; stërvit. *Arsej me fjalë të mira. Arsej genin (ogi-çin).*
ARSEJ ii *kal,* ~EVA, ~YER *krahin.* 1. D4-boj. përzë, nxjerr jashtë (një kafshë shtepiake).
2. *fig.* E nxjerr nga duart një punë, i jap fund një pune, perfundoj, kryej.
ARSENAL,~l *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *usht.* Depo
e madhe armësh dhe pajisjesh luftarake; tërësia e armatimeve që mbahen në një vend. *Arsenal atomik. Arsenal lufte. Arsenal armësh.*
2. *fig.* Fond, rezervë prej nga nxirren mjete për një qëllim të caktuar; tërësia e mjeteve dhe e njo-hurive që i shërbejnë një veprimtarie. *Arsenal ideolo-gjik (politik). Arsenal teknik. Nxjerr nga arsenall. Përdor gjithë arsenalin. Pasuroj arsenalin.*
ARSENIK,~U *m. kim.* 1. Element kimik i forte, me ngjyrë të përhimtë e me shkëlqim metalik dhe me veti helmuese, që gjendet në natyrë në shumë mine-rale *(simboli* As).
2. Lëndë shumë e helmet, e përbërë nga ky trup i thjeshtë dhe nga oksigjeni, që përdoret në bujqësi, në industri, në mjekësi etj.; bar minjsh. *Arseniku i plumbit.*
ARSlM,~I *m.* Tërësia e njohurive dhe e shprehive që jepen me sistem e sipas një programi në shkolla e kurse të ndryshme për të mësuar e për të edukuar brezin e ri dhe masat e gjera punonjëse; sistemi i shkaliëzuar nëpërmjet të cilit jepen këto njohuri; përtiapja e diturive në masat, si një nga fushat e ve-primtarisë shoqërore, arsimim. *Arsimi popullor (kom-bëtar). Arsimi ipërgjithshëm (profesional, politeknik...). Arsimi parashkolbr. Arsimi tetëvjëçar (I mesë^m, i lartë). Arsimi i ditës (i mbrëmjës, me korrespondencë). Arsimi fahs. Arsimi me (pa) shkëputje nga puna. Por~ mat e arsimit politik. Ministria e Arsimit dhe t Kul-turës. Seksioni t arsimit. Inspektori i arsimit. V jap arsim. Marr arsim. Ka arsimin përkatës.*
ARSIMDASHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ka zell e dëshirë për të mësuar; ai që përkrah përhapjen e arsimit dhe pun on për të.
ARSIMDASHËS,~E *mb.* Që ka zeU e dëshire për të mësuar; që përkrah përhapjen e arsimit dhe punon për të. *Popull arsimdashës. Patriotët arsim-dashes.*
ARSIMIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARSIMOJ, ARSIMOHEM. *Arsimimi i gruas. Arsimimi në gjuhën amtare.*
ARSIMOHEM *retv.* Marr arsim, pajisem me njohuri e dituri duke ndjekur një shkollë a një kurs. *Arsimohet populli.*
ARSIMOJ *kal.,* ~OVA. ~OAR. I jap arsim. c pajis me dituri e njohuri nëpërmjet shkollës. *Arsimon masat (popullin).*

ARSIMOR,~E *mb.* 1. Që lidhet me arsimin, që i përket arsimit, i arsimit; që i shërben arsimit; që me-rret me arsimin. *Sistemi (programi) arsimor. Reforma arsimort. Viti arsimor. Politika arsimore. Lëvtzja arsimore. Ngritja (përgatitja) arsimore. Institute!* " *larta arsimore.*
*1.* Që ka të bëjë me arsimtarët, i arsimtarëve; qe përbëhet nga arsimtarë. *Trupi (kolektivi) arsimor.*
ARSIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon në fushën e arsimit, duke dhënë mësim në sbkollë; mësues ose pedagog. *Arsimtar i dalluar. Armata (usk-tria) e arsimtarëve. Konferenca e arsimtarëve.*
ARSIMTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem.* ARSIMTAR,~I. *Arsimtarë e dalluar. Arsimtarët t fshatit.*
ARSIMUAR (i,e) *mb.* Që ka raarrë arsim. që ka bërë Shkollë. *Njeri i arsimuor.*ARSYE,~JA . *sh.* ~, ~T. 1. *vet. nj.* Shkalla më e lartë e veprimtarisë njohëse të njeriut, aftësia men-dore për të gjetur shkaqet dhe për të zbuluar thelbin e dukurive, për të shpjeguar ligjet e zhvillimit të na-tyrës e të shoqërisë; mendja në kundërvënie me ndje-njën. *Arsyeja ë ftohtë. Qenie me arsye. Zëri i arsyes. Jashtë arsyes. Dëgjoj arsyen.*
*2.* Aftësia për të menduar e për të gjykuar në më-nyrë të shëndoshë, të menduarit në mënyrë logjike. *Arsye e shëndoshë. Njeri me arsye. Flet (punott) me arsye. I bëj thirrje arsyes së dikujt. Humbet arsyen.*
3. Shkak ose fakt, që shpjegon a perligj një veprim; argument që sillet për të provuar diçka. *Arsye objektivë (subjektive). Arsye bindëse (e forte). për arsye shën-dëtësore. për arsye purte. për një arsye a për një tjetër. Mungon me (pa) arsye. S'ka arsye. Gjej arsye.*
*k për* arsye se... sepse, nga që, për shkak se..; Nuk hante arsye ini teHA 13. I jap arsye *dikujt* a) e shfajësoj, e perligj dike për një veprim; b) i për-gjigjem, i plotësoj një kërkesë dikujt. E ka arsyen në majë të shpatës *shih te* SHPATË,~A.
ARSYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka r.rsye. *Qenie e arsyëshme.*
2. Që arsyetoft drejt, që mendon, gjykon e vepron aë mënyrë logjike e të shëndoshë; i logjikshëm, i gjykueshëm. *Njeri i arsyeshëm.*
3. Që bazohet në arsyen; i matur e i peshuar mirë, i përmbajtur. *Mëndim (veprim) i arsyeshëm. Sjellje e arsyëshme. Zgjidhje e arsyëshme. Fjalë të arsyëshme.*
4. Që përligjet nga një shkak ose nga rrethanat e krijuara, që shpjegohet me një arsye; i përligjur. *Mungesë e arsyëshme. E shoh (e quaj, e gjej) të arsyëshme.*
*5.* Që pranohet nga arsyeja, që është i menduar e i gjykuar me kujdes; jo i tepruar, jo i lartë (për çmimet etj.). *Çmime të arsyëshme. Pagesë e arsyëshme. Me kushtë të arsyëshme. Në mënyrë të arsyëshme.*
ARSYESHËM *ndajf.* Në mënyrë të arsyeshme; duke i matur e duke i peshuar mirë fjalët, sjelljet e veprimet. *Flet arsyeshëm.*
ARSYETlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARSYETOJ, ARSYETOHEM.
*Arsyetim i drejtë (logjik, i shëndoshë). Arsyetim i cekët. Arsyetim deduktiv (induktiv). Arsyetimi i mun-gesavë (i veprimeve). Forca (logjika) e arsyetimit.*
2. Varg mendimesh e gjykimesh të parashtruara në mënyrë logjike për të shpjeguar diçka ose për të arritur një pëifundim.
3. Shkak, arsye që sillet për të përligjur diçka; fletë që shërben për të përligjur një mungesë, një veprim.

ARSYETOHEM *vetv.* 1. Parashtroj arsyet për të përligjur një veprim timin, paraqit shkaqet që me kanë shtyrë në një veprim, shpjegohem.
2. *Pës. e* ARSYETOJ.
ARSYETOJ *joka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përdor arsyen, vë në lëvizje arsyen për të gjetur shkaqet dhe për të zbuluar thelbin e dukurive, për të zgjidhur diçka ose për të nxjerrë një përfundim. *Qenie që ar-syeton.*
2. I parashtroj mendimet në mënyrë logjike e të lidhura mirë, gjykoj me arsye e në mënyrë të shëndoshë. *Arsyeton drejt. Arsyeton si i madh.*
3. *kal.* Parashtroj arsyet për të përligjur veprimet e dikujt, paraqit shkaqet për të shpjeguar ose për të
provuar diçka; përligj. *Arsyetoi mungesat (i>onesatl Arsyetoj një rnasë.*
ARSYETUAR,~IT *(të) as. shih* ARSYETlM,~I 1.
*Të arsyetuarit logjik. Mënyrë të arsyetuari.*
ARSYETUAR (i,e) *mb.* Që shoqërohet me shë-nime sqaruese, që përmban shpjegime. *Aritmetikë e arsyetuar. Bibliografi e arsyetuar. Statistikë e ar-syetuar.*
ARSYETUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai qëështe i aftë t'i parashtroje mendimet të lidhura në mënyrë logjike, në forme arsyetimesh; ai që merret me ar-syetime ose që priret të gjejë shpjegime për çdo gjë. *Arsyetues i hollë (i mprehtë, i thellë).*
ARSYETUES,~E *mb. libr.* I. Që ka aftësi të ar-syetojë; që përdor arsyen, që arsyeton. *Qenie arsyetuese.*
*2.* Që përmban arsyet e diçkaje, që shpjegon një vendim a një veprim. *Pjesa arsyetuese.*
ARSYETUESHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* AR-SYESHËM (i), ~ME (e) 1. *Njeri i arsyetueshëm.*
ART,~I *m.* 1. Forme e pasqyrimit të botës ne-përmjet riprodhimit të rëalitetit në mënyrë krijuese me anë figurash artistike; veprimtaria krijuese artis-tike. *Arti popullor (kombëtar). Arti socialist (revo-lucionar). Arti përparimtar. Vepër arti. Punonjësit (dashamirët) e artit. Ngre në art.*
2. *sh.* ~E, ~ET. Degë ose lloj i veprimtarisë krijuese artistike. *Arti dramatik (skenik, teatral). Artet e bukura* emër i përbashkët për muzikën, pikturën, skulpturën dhe arkitekturën. *Artet figurative* emërtim i përbashkët për pikturën, grafikën dhe skulpturën. *Artet e zbatuara (e aplikuara)* lloje të veçanta arti që krijojnS sende të përdorimit të përditshëm, orendi etj.të cilat një-kohësisht kanë edhe vlera artistike. *Artet plastike. Arti kinematografik. Arti i pikturës (i skulpturës). Instituti i arteve. Shtatë artet e lira. libr.* aritmetika, gjeometria, muzika, astronomia, gramatika, dialektika dhe rit-mika (sipas terminologjisë së romakëve të vjetër).
3. Tërcsia e prodhimit të një petiudhe ose të një vendi në fushën e veprimtarisë krijuese artistike, si pjesë e një kulture të caktuar. *Arti shqiptar. Arti egjiptian (grek, rotnak). Arti mesjetar. Galeria e arteve.*
*4.* Tëiësia e rregullave dhe e metodave që kërkohen për ta kryer me mjeshtëri e në mënyrë të përsosur një veprimtari; njohja e hollë e një pune dhe aftësia për ta kryer atë si duhet; mjeshtëri. *Arti ushtarak. Arti i të folurit (i të shkruarit). Arti i drejlimit (i ko-mandimit). Arti i luftës. Arti i kuzhinës (i qëndisjes).*
A r t i për art parimi themelor i një teorie estetike reaksionare, që e sheh artin si qëllim në vetvete, të shkëputur nga përmbajtja, nga jeta shoqërore e politike dhe nga detyra për t'u shërbyer masave të gjera. Vepër arti

*ndërt.* objekt në vepra të mëdha, si në rrugët, hekurudhat, kanalet etj., ndër-timi i; të cilit kërkon një punë të veçantë.

ARTDASHËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që është i dhënë pas artit, ai që e do artin, adhurues i artit. *Artdashësit shqiptarë. Artdashësit e fshatit.*

ARTDASHËS,~E *mb.* Që e do artin, që është i dhënë pas artit. *Popull artdashës. Me shpirt art-dashës.*

ARTERIE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. *anat.* Enë gjaku që del nga zemra dhe shpërndan gjakun e pastër në gjithë pjesët e trupit. *Artëria e mushkërive.*2. *fig.* Rrugë e rëndësishme, vijë kryesore për fco-munikimin, për shpërndarjen e energjisë, të ujit etj.; dëgëzim i një organizmi ekonomik, shoqëror, politik etj., me anë të të cilit zhvillon veprimtarinë e vet. *Arterie kryesore (e rëndësishme). Arterie elektrike (iijore). Arteriet e minierës. Arteriet e shoqërisë (e ekonomisë).*

ARTERIOSKLEROZË,~A . *mjek.* Sëmundje kronike që shfaqet me trashjen dhe ngurtësimin e pjesës së brendshme të arterieve; sklerozë e arterieve. *Arterioskleroza e trurit.*

ARTEZIAN,~E *mb.* Që ndodhet në shtresat e thella ujëmbajtëse dhe nën trysninë natyrore; i the-llësisë. *Pellg arlezian. Ujë artezian. Pus artëzian* pus që e nxjerr ujin vetë nën trysninë natyrore.

ARTË (i,e) mil. 1. Që është bërë prej ari ose që është larë me ar; që është punuar ose qëndisur me fije ari. *Unazë e artë. Monedhë e artë. Medalje e artë. Ore e\ artë. Zinxhir i artë. Jelek i artë. Ylli i artë* ylli që jepet për titullin "Hero i Popullit" ose "Hero i Punës Socialist e".

2. Që ka ngjyrën e arit, i verdhë e i shkëlqyeshëm. *Flokë të artë. Grurë I artë. Rreze të arta.*

3. *fig.* Që ka vlëra të mëdha, që ka veti a aftësi të çrnueshme. *Zemër e artë. Ka duar të arta. Fjalë të arta* shprehje, porosi a këshillë që përmban një të yërtetë me vlerë.

Çeles i attS *libr.* mjet për të zgjidhur çdo gjë, shkop magjik. E mesmja e artë (mesi i artë) *keq.* qën-drim i mesëm, as andej as këtej; qëndrim ose veprim që nuk të çon në ndeshje me dy palct e kundërta dhe që lejon të përfitosh nga të dyja anët. Mosha e artë *libr.* koha më e bukur në jetën e nje""ut, vitet e rinisë. Shekulli i artë (koha e artë) koha e lulëzimit më të madh të shkencaVe e të arteve në historinë e një vendi. Libër i artë libër nderi, në të cilin shënohen emrat e njerëzve më të shquar. Shkruaj me shkronja të arta përjetësoj diçka të shënuar a të lavdishme. Prerja e arU *mat., art.* ndarja e një segmenti në dy pjesë, në mënyrë që njëra pjesë të jetë e mesmja e përpjesë-tueshme ndërmjet gjithë segmentit dhe pjesës tjetër. Rregulla e arts e mekanikës *fiz.* parimi i ruajtjes së punës, sipas të cilit në çdo makinë, kur rhungojnë forcat e fërkimit, puna lëvizëse është e ba-rabartë me punën e qëndresës.

ARTl,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bot.* Pishë mali, rrobull. *Artiri i kuq (i bardhë). Pyll artiri.*

ARTIFICIAL,~E *mb.* 1. Që është bërë ose është prodhuar me mjete të ndryshme nga njeriu, jo nga hatyra; i prodhuar me lëndë sintetike; që është bërë sipas ngjashmërisë me një send natyror; *kund.* na-tyror. *Lesh (mëndafsh) artificial. Lëkurë artificiale. Lule artificiale. Dhëmbë artificiale* dhëmbë të vënë. *Frymëmarrje artificiale. mjek. Shi artificial. Liqen artificial. Satelit artificial. Rritje artificiale. Kushte artificiale.*

*2.* Që sillet në mënyrë jo të natyrshme; jo i çiltër, i shtirë, i rremë. *Sjellje artificiale. Buzëqeshje artifi-çiale. Lot artificiale* lot të rremë, lot krokodili.

ARTIFICIALISHT *ndajf.* Në mënyrë artificiale, jo natyrshëm. *Ushqej (nit) artificialisht. Prodhoj artificialisht. Shkaktoj (krijoj) artificialisht.*

ARTIKUIX,~LLI i *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Shkrim me përmbajtje publicistike a shkencore, që trajton

një çështje të caktuar dhe që botohet në një gazetë, në një revistë ose në një përmbledhje. *Artikull kryesor. Artikull kritik (shkencor, informativ). Artikull përkuj-timor. Artikull gazete. Autori (titulli) i artikullit. Përmbledhje artikujsh. Shkruaj (botoj) një artikull.*

*2.* Ndarje në një fjalor, që përfshin fjalën titull, shpjegimet dhe të gjitha të dhënat e tjera për të. *Artikujt ë fjalorit. Artikulli për fjalën...*

3. *drejt. shih* NEN,~I i. *Artikulli i parë i ligjit.*

ARTIKULL,~LLI n m. *sh.* ~J, ~JT. Lloj

prodhimi, malli a send), i caktuar për t'u shitur. *Ar-tikuj industrialë (ushqimorë). Artikuj shkollorë (kul-turorë, sportive). Artikuj të ndryshëm. Artikuj ndër-timi. Artikuj të përdorimit të gjerë. Artikuj për fëmijë. Lista e artikujve. Prodhoi një artikull të ri.*

ARTIKULLSHKROES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai

që shkruan një artikull, autori i një artikulli.

ARTILERI,~A . *usht.* 1. *përthb.* Tërësia e arma-t;meve luftarake, që përbëhet nga armë zjarri të rënda (si topat, obusët, mortajat etj.), të cilat kanë kalibër më të madh se pushka e mitralozi; tërësia e këtyre armëve që ka një ushtri ose një njësi. *Artileria e lehti (ë rëndë). Artileria kundërajrorë (bregdetare, kundër-tanke). Artileria reaktive. Qitje artilerie. Zjarri i arti-lerisë. Përgatitje artilerie* goditje me artileri para sul-mit. *Zbulim artilerie. Qëlloj (godit, rrah) me artileri.*

*2.* Lloj trupash ushtarake të pajisura me armë zjarri të rënda (si topa, obusë, mortaja etj.). *Arma e artilerisë. Report artilerie. Oficer artilerie. Dita e ar-tilerisë.*

3. Dega që studion armët e rënda të zjarrit, ndër-timin dhe përdorimin e tyre luftarak. *Teksti i artilerisë.*

ARTILERlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht. shih* ARTILJER,~I.

ARTILJER,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Ushtarak që shërben në armën e artilerisë; ushtar artilerie. *Arti-Ijeri i tankut. Kënga e artiljerëve.*

ARTILJERE,~JA. *sh.* ~E,~ET. *Fem. e* ARTILJER,~I. *Vajzat artiljerë. Bëhet artiljere.*

ARTlS *kal.,* ~A, ~UR *bujq.* Nxjerr një fidan nga toka dhe e mbjell në një vend tjetër; ndërroj një bimë. *Artis fidanët. Artis domate (lule).*

ARTISET *bujq. Pës. e* ARTIS.

ARTISJE,~A . *bujq.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARTIS, ARTISET. *Artisja e fidanëve.*

ARTIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që luan me mjeshtëri një vepër arti (si aktori i teatrit, këngëtari, muzikanti etj.). *Artist lirik. Artist i merituar. Artist i teatrit (i operës). Artist filmash (kinemaje). Bëhem artist.*

2. Ai që krijon vepra arti në fushën e skulpturës, të pikturës, të muzikës etj., ai që merret me artet e bukura. *Artist realist (novator). Artist i fjalës* shkrim-tar. *Studioja e artist it. Lidhja e Shkrimtarëve dhe e Artistëve.*

3. *fig.* Mjeshtër në një punë, ai që shquhet në mje-shtërinë e vet. *Artist në punë (në lojë).*

ARTISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ARTIST, ~I. *Artiste lirike. Artiste amatore. Artiste e Popullit. Bëhem*

*artiste.*ARTISTIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me artin, i artit; që riprodhon jetën në art, që krijohet sipas kërkesave të artit. *Lëtërsi artistike. Film artistik. Vepër artistike. Krijimtaria artistike. Pasqyrim artistik. Forme artistike. Figure artistike. Mjeshtëri artistike. Niveli artistik.*
2. Që ka të bëjë me veprimtarinë në fushën e artit; që ka lidhje me veprat e artit dhe me ekzekutimin e tyre; që përgatit artiste. *Lëvizja artistike amatorë. Shfaqjë artistike. Veprimtaria (jeta) artistike. An-sambël artistik. Shkollë artistike. Liceu artistik. Trupë artistike. Udhëhëqës artistik. Program artistik.*
3. Që ka të bëjë me rrokjen e me ndijimin e së bukurës në art e në jetë; që lidhet me mjeshtërinë në një fushë të artit. *Shije artistike. Pjekuri artistike.*
4. Që është veti e njerëzve me prirje në fushën e artit; që ka të bëjë me artistët, i artistëve. *Sy artistik. Talent artistik. Prirje artistike.*
5. Që ka elemente të artit, që ka vlera arti, që është i bukur e i harmonishëm. *Gjimnastikë artistike. Kon-cert i fjalës artistike.*
6. Që ka të bëjë me prodhime të artit të zbatuar; që është punuar me mjeshtëri e bukur. *Qilim artistik. Fotografi artistike. Punime artistike. Ndërmarrja e prodhimeve artistike.*
ARTISTIKISHT *ndajf.* 1. Në mënyrë artistike, me art. *Pasqyron (shpreh) artistikisht.*
2. Nga ana artistike; nga pikëpamja e vlerës artistike. *Artistikisht i arritur. I ngritur artistikisht.*
ARTISUR (i,e) *mb. bujq.* Që është nxjerrë nga toka dhe është mbjellë në një vend tjetër (për bimët). *Bimë e artisur.*
ARTlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll me artinj.
ARTITORK,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bujq. shih* SHPËRNGULTORE,~JA. *Mbjell në artitore.*
ARTIZAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zejtar. *Artizanë të kooperuar.*
ARTTZANAL,~E *mb.* 1. Që bëhet a prodhohet me dorë e me mjete të thjeshta nga zejtarët, që nuk prodhohet në fabrikë. *Punë artizanale. Prodhim artizanal. Artikuj artizanale. Me mënyrë artizanale.*
2. Që shërben për të prodhuar me dorë dhe me mjete e mënyra të thjeshta; që ka të bëjë me zejtarin ose me zejtarinë. *Punishte artizanale. Mjete artizanale.*
3. *fig. keq.* Që bëhet me mënyra të prapambetura a primitive, që nuk njeh e nuk zbaton metodat shken-core e të përparuara; i prapambetur. *Metoda (mënyra) artizanale. Koncepte artizanale.*
ARTIZANAT,~I *m.* Prodhimi i sendeve të për-dorimit të gjerë nga zejtarët; shërbimet e ndryshme për popullin, që bëhen nga zejtarët; zejtari. *Koopera-tivat e artizanatit. Punonjësit e artizanatit. Prodhime artizanati.*
ARTIZANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ARTIZAN,~I. *Artizanet e reja.*
ARTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Pjesëtar i fa-mil jes së bujkut që punonte në are,
ARTRIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mjek.* Pezmatim i kyçeve, cermë. *Artrit kronik. Vuaj nga artriti.*
ARTURINË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Sende e stoli prej ari. *Mban arturina.*
ARTHI-GOMARTHI *ndajf. krahin.* Luajmë arthi-gomarthi: luajmë duke e kapërcyer shoku-shokun radhazi mbi shpine të përkulur.
ARUMANISHT *ndajf.* Vllahisht. *Flet arumanisht.*
ARUMANlSHTE,~JA . Vllahishte, gjuha e vllehve. *Fjalë të arumanishtes.*
ARUMUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vllah.
ARUMUN,~E *mb.* Vllah. *Fjalë arumune. Gjuha arumune.*
ARUSHAN,~E *mb.* 1. Që e ka trupin të hedhur, të lidhur e të forte; që i bën me lehtësi e pa u lodhur punët e rënda. *Djalë arushan. Grua arushane.*
2. *fig.* I forte e trim.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Arushani i maleve.*
ARUSHË,~A . *sh.* ~A, ~ AT. 1. *zool.* Femra e
ariut. *Arushë e murrme (e bardhë). Këlyshët e arushës.*
*2. bised.* Njeri i fuqishem e i guximshëm, njeri
që nuk lodhet kurrë; mjet pune shumë i fuqishëm.
*Arushë mali.*
*k* Luan arushë *me dik ë keq.* tallet me dike, e sjell vërdallë sipas qejfit të tij. T'i lë këmbët e arushës në dorë shpëton vetë duke ia lënë rrezikun, barren a kokëçarjet një tjetri; ia hedh dikujt. Nuk trembet arusha (ariu) me shoshë *shih te* SHOSHË,~A. Arusha e M a d h e *astr.* emër i një yllësie në gjysmërruzullin verior të qiellit, që përbëhet nga shtatë yje të renditura si qerre; Qerrja e Madhe. Arusha e V o g ë 1 *astr.* emër i një yllësie në gjysmërruzullin verior të qiellit, që përbëhet nga shtatë yje të renditura si qerre, njëri nga të cilët (ylli i bishtit) është Ylli Polar i Veriut; Qerrja e Vogël. Lule arushë *bot.* dorëzonjë. Rrush arushë *bot. shih te* RRUSH,~I.
ARUSHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *përk.* Këlysh ariu; ari i vogël.
2. *krahin.* Lloj bukëvale me miell të grunjtë, që gatuhej në mbrëmjen e Vitit të Ri.
ARZUHALL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Lutje me shkrira. *Shkruantë (bënte) një arzuhall.*
ARRAKAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot., krahin.* Lulekaçe.
ARRAKAT,~E *mb.* 1. Që nuk rri në tufë së bashku me bagëtitë e tjera, që shkëputet veçan nga tufa në kullotë. *Dele (dhi) arrakate. Delen arrakate e ho ujku. fj. u.*
*2.* Që nuk mblidhet në shtëpi a në punë, që bredh poshtë e përpjetë, i pashtruar në familje, në punë a në shkollë. *Djalë (nxënës) arrakat. Është bërë arrakat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
ARRAKAT *kal.,* ~A, ~UR. Shpërndaj sa andej këtej pa rregull. *E arrakati bagëtinë. I arrakati gjërat gjithandej.*
ARRAKATEM *vetv. I. vet. vet a III.* Shkëputet nga tufa dhe endet vetëm nëpër kiillotë, shpërndahet pa rregull (për bagëtinë). *U arrakatën dhitë malit.*
*2.* Endem poshtë e përpjetë, pa u mbledhur në shtëpi a për punë.
ARRATI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *shih* ARRAT1SJE,2. Mërgim për të shpëtuar nga ndjekjet. *U hodh (dolt) në arrati. E shkoi jelën r.ë arrati.*
*ie* I dha arratinë e detyroi të Iargohej me ngut e në mënyrë të çrregullt, e bëri të ikte nga sytë këmbët, t'ua mbathte këmbëve nga frika. Mori arratinë a) u ariatis, mori malet; b) u largua me ngut e në mc-hyrë të çrregullt; iku nga sytë këmbët, ua mbathi këmbëve. E mori arratia i venë punët keq e me keq, mori të tatëpjetën.
ARRATlS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E dëboj, e tret larg, e mërgoj. *arratisi larg.*
2. Përndaj, shpëradaj andej e këtej; i jap arratin5.

ARRATlSEM *vetv.* 1. Iki fshehurazi nga një vend ku me mbajne mbyllur për dënim ose kundër dëshirës; marr malet ose kapërcej kufirin për të shpëtuar nga ndjekjet, nga një e keqe etj. *U arratis nga burgu. U arratis nga ushtria. U arratis nga shtëpia. U arratis në mal (jashtë).*
2. *vet. vela III fig.* Largohet, ikën, tretet larg. *Iu orratis mendja. Iu arratis gjumi.*
*3. vet. veta III.* Përndahet, shpërndahet andej e këtej (për bagëtinë).
4. Endem andej-këtej, bredh lart e poshtë.
5. *vet. veta III krahin.* Shembet, rrëzohet me vrull. *U arratis si Us.*
ARRATlSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi si-pas kuptimeve të foljes ARRATlSEM. *Arratisja e të burgosurve. Arratisja nga burgu. Përgatitën arra-tisjen.*
ARRATISUR,~I (I) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që ka ikur fshehurazi nga një vend, ku e kishin mbyllur për dënim ose kundër dëshirës; ai që ka marrë malet ose që ka kapërcyer kufirin për të shpëtuar nga ndjekjet ose nga një rrezik. *arratisur politik. E kapën të arratisurin.*
ARRATISUR (l,e) *mb.* 1. Që ka ikur fshehurazi nga një vend, ku e kishin mbyllur për dënim ose kundër dëshirës; që ka marrë malet ose që ka kapërcyer kufirin për të shpëtuar nga ndjekjet ose nga një rrezik. *Të burgosurit e arratisur. Ushtarët e arratisur.*
2. *fig.* Që është shpërndarë, që ka humbur diku larg, që është tretur larg. *Me mendje të arratisur. Me sy të arratisur.*
3. *vjet.* Që ka marrë arratinë, që endet lart e poshtë, qI bredh nga një vend në tjetrin. *Kalorës i arratisur.*
ARRÇ,~I I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre gje-therënëse dy-tre metra e lartë, me gjethe të këmbyera si të arrës, me lule të blerta në të verdhë, që bën kokrra të vogla e të zeza dhe që përdoret për ngjyrosje e në mjekësi; pjerëz. *Arrç i egër. Gjethe arrçi.*
ARRÇ,~I II *m. anat. knëza* e fytit.
ARRÇ,~I in *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Dosëz, bushtërz.
ARRÇORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje drurësh, që përfshin drurë e shkurre si arrçi etj.
ARREST, ~I m. *sh.* ~E, ~ET. Paraburgim, mbaj-tje e përkohshme nën rojë, ndalim; ndëshkim disi-plinor për ushtarakët, duke i mbajtur të mbyllur në një vend për një kohë të caktuar. *Arrest disiplinor. Arrest shtëpie (kazerme). Mban (vë) në arrest.*
ARRESTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARRESTOJ, ARRESTOHEM. *Arrestime në masë. Arrestimi i keqbërësit. Bënë arres-time.*
ARRESTOHEM. *Pës. e* ARRESTOJ.
ARRESTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Kap një njeri që dyshohet për një faj dhe e mbaj n;n rojë; vë dike në arrest në emër të ligjit, ndaloj. *Arrestoi një kcq-bërës. Arreston në vend.*
ARRESTUAR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që
është kapur dhe që mbahet nën rojë, ai që është vënë në arrest.
ARRESTUAR (i,e) *mb.* Që është kapur dhe që mbahet nën rojë, që është vënë në arrest. *E mbanin të arrestuar.*
ARRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Pemë frutore me trup të lartë e të trashë, me dru të forte e shumë të mirë për orendi etj., me lëvore të lëmuar ngjyrë hiii, me gjethe të mëdha e me lule si vile, që bën kokrra me lëvozhgë të forte, me shark të gjelbër e me thelb të ushqyeshëm, të ndarë në katër pjesë; kokrra e kësaj peme. *Arrë gungë. Arrë gajgë (rukë). Arrë bukje* arrë me thelb të madh, të piotë e që del lehtë. *Arrë mishje* arrë së cilës nuk i del thelbi lehtë. *Arrë pjeshke* arrë që i ndahet lehtë thelbi. *Arrë vajëse. Arrë fyçkë (fyrbë). Dru arre. Gjethe arre. Vaj arre. Thelbi i arrës. Ngjyrë arre* ngjyrë kafe e murrme. *Thyej (çaj) arra. I ushqyer me thelpinj arre* i ushqyer mirë, me gjëra të mira.
2. *përd. mb.* Me koren të pjekur mirë e brenda e butë (për bukën).
• Arrë fyçkë *keq. shih te* FYÇKË,~A. Arrë në gojë diçka që nuk kapërcehet, nuk gëlltitet lehtë; dikush a diçka që nuk mposhtet lehtë, kockë në fyt. Shtagë arrash *shih te* SHTAGË,~A. Si fiku (me) arrën (si arra me palën) *shih te* FIK,~U. I marr (i ha) arrat *dik u jt* jam me i zoti se një tjetër, ia kaloj dikujt, ia hedh, e mund. S'i hahet arra në dorë *dikujt* nuk mbahet paster, as lahet as ndërrohet, është shumë i ndyrë. S'i mban goja arra *dikujt* s'pushon së fo-luri, është llafazan i madh. Të thyen arrën në dorë *shih te* THYEJ. Thyej arra kot flas gjëra pa vlerë e pa kuptim, flas kot me kot. I peshon arrat pa i sbkun-dur *shih te* PESHOJ. E shkund arrën në korrik (manin në prill) *shih te* SHKUND. Kur të bëjë qarri arra kurrë, asnjëherë. Ka (në dorë) edhe gurin, edhe arrën *shih te* GUR,~I. Arrë dheu fshikëz me azot që formohet nga bakteret në rrënjët e disa bimëve. Arra e fyt it *anat.* fikthi i fytit.
*ARRË HINDI (ARRË E EGËR) bot.* Dru iegër, i ngjashëm me arrën, me lëvore të murrme, me gjethe që kanë një erë të rëndë, me lule të vogla të bardha e me fryt si bishtajë ngjyrëkafe.
ARRËS,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore ose gjysmëshkurre gjetherënëse, e përhapur sidomos në vendet e Mesdheut, me lule në trajtë vile, që përdoret si bimë aromatike dhe në mjekësi. *Arrësi i verdhë* bar dhëmballe.
ARRËTHYESE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Vegël si dare, që përdoret për të thyer arra.
ARRËZ,~A i *anat.* 1. Rruaza e parë e qafës, mbi të cilën mbështetet koka. *Arrëza e qafës. Thefsh*
*arrëzën! mallk.*
2. Fikthi i fytit. *Arrëza e fytit (e gushes).*
*-k* Theu arrëzën *shih* re THYEJ. Thyej (këput) arrë-zën (qafën)! *keq.* largohu që këtej, shporru! Zuri arrëzën u rrëzua e u vra, theu qafën.
ARRËZ,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Arrishtë, pyll me arra.
ARRËZ,~A ni . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barish-tore njëvjeçare, me gjethe si të tërfilit, të vendosura dendur rreth kërcellit, që rritet nëpër fushat anës detit.
ARRIHET *vetv.* 1. Piqet, vjen në kohën për t'u vjelë a për t'u korrur. *E korrën pa u arritur mirë.*
2. Mbledh qelb e bëhet gati për t'u hapur a për t'u shtrydhur, piqet (për plagën). *U arrit i thati (lunga).*
3. *Pavet. e* ARRIJ 6,7-
4. *Pës. e* ARRIJ3__9. *Jane arritur suksese (fitore).*
*U arrit një marrëveshje.*
ARRIJ *kal.* dhe *jokal,* ~TA, ~TUR. 1. *jokal.* Vij ose shkoj me këmbë a me një mjet në vendin për ku isha nisur, sosem në pikën e fundit të udhëtimit; mbërrij. *Arrij në shtëpi (në shkollë, në punë). Arrij me këmbë. Arriti me aero plan. Arriti vonë (herët, me kohë). Arriti i pari (i fundit). Arriti trëni. Arriti letra (lajmi).*
*2. vet. veta III jokal.* Vjen një kohë e caktuar; vjen një stinë e motit, një muaj, një ditë; vjen një ngjarje a një dukuri e caktuar. *Arriti dreka (nata). Arriti dintri*

*(pranvera). Arriti dita e festës (kongresi). Arriti dëbora (shiu). Arritën të korrat. Arriti radha imë.*
3. *kal.* Kap dike në të ecur, vij krahas me një tjetër që ecte para meje; vij deri te diçka; zë. *E arrita ni rrugë.*
4. *kal. fig.* Barazohem me një tjetër, që është për-para në një punë, në një veprimtari etj. *E arrij në mësitne. E arrij në mjeshtëri. E arriti dhe ia kaloi.*
5. *kal.* Zë, prek diçka që është pak si larg, duke u zgjatur. *E arrij me dorë. E arrij me maja të gishtave.*
6. *kal.* dhe *jokal. fig.* Vij te një qëllim ose rezultat i caktuar me anë të përpjekjeve; përmbush një dë-Shirë, kryej një detyrë. *Arrij sukses (fitore). Arrij qëllimin (objektivat). Arrij në një marrëveshje. Arrij në një përfundim.*
7. *kal.* dhe *jokal.* Vij deri në një cak, në një shkallë ose në një masë. *Arriti shumën. Arriti kulmin. Arriti nivëlin më të lartë (majat më të larta). Arrln deri në gju.*
8. *kal.* Vij deri në një kohë të caktuar, rroj deri në një kohë të caktuar; mbush një moshë; jetoj që nga një kohë. *Arrij moshën shkollore (të punës). Arriti të tetëdhjetat. Me arriti pleqëria. Ia arrita ditës. Ia ka arritur kohës së Turqisë. Mos arrifsh! mallk.* vdeksh i ri!
9. *kal.* Ia dal në krye një pune, mundem ta bëj diçka, ia dal mbanë. *Arrij ta mbaroj. S"arrij ta kuptoj. S"arriti të nxirrte zë.*
10. *vet. veta III jokal.* Është aq sa duhet, është mjaft, del, mjafton. *Arrin për një fustan. Arrin e tep-ron. S"më arrijnë paratë. S"më arrin fuqia.*
11. *jokal.* Vij deri në një pike sa bëj diçka të pa-dëshirueshme ose të keqe; vjen në një cak në të cilin ndodh një e keqe e papritur, katandis puna. *Arriti puna deri në grushte. Arriti të ndahet nga prindërit. Arriti të vjedhë. Arriti deri atje sa... Arriti deri në atë pike sa... Deri aty ka arritur!*
*it* Aq të arrin ty (mendja)! aq ta pret mendja, aq mendon. Aq sa arrin aq sa mund ta kuptojë. sipas
fuqisë e aftësisë mendore që ka. Sa i arrin dora *shih te* DORË,~A. S'më arrin dora nuk kam fuqi, nuk karri mundësi. Nuk me arrta capi *shih te* CAP, ~l 1. Deri ku i arrin capi *shih te* ÇAP,~11. Deri ku të arrta syri *shih te* SY,~Rl. Aq i arrijnë shkallët *dikujt shih te* SHKALLË,~A. Kërkon të arrijë erën *shih tek* ERË,~A 1. As në thembër s'ia arrin *shih te* THEM-BËR,~RA. I arrijnë sytë gjer te maja e hundës *keq. shih te* HUNDË,~A.
ARR1R|Ë (i,e) *mb.* 1. I pjekur sa duhet, që është bërë për t'u vjelë ose për t'u korrur. *Mollë (pemë) e arrirë. Rrush (miser) i arrirë.*
2. *fig. bised.* I pjekur (nga mosha); që ka përvojën e duhur për një punë. *Djalë i arrirë. Vajzë e arrirë.*
*3. fig. shih* ARRITUR (i,e)$_2$. *Vepër e arrirë.*
4. *shih* ARDHUR (i,e) 4. *Tokë e arrirë.* ARRlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll me arra.
ARRITJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ARRIJ, ARRIHET. *Arritja e trenit. Arritja e një delegacioni. Arritja e sukseseve (e fitoreve, e re-zultateve). Arritja e qëllimit. Arritja e marrëveshjes. Dita e arritjes.*
*2. kryes. sh.* ~E, ~ET. Rezultat me vlerë në punë a në një fushë veprimtarie; sukses. *Arritje të rëndë-sishmë. Arritjet më të reja. Arritjët e ndërmarrjes (e kolektivit). Arritjet e fundit të shkëncës.*
3. *sport.* Pika e fundit e largësisë që përshkojnë pjesëmarrësit e një gare vrapimi, me kuaj etj.; mbë-rritje.
ARRITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund " arrihet; që mund të bëhet, që mund të vihet në jetë; i mundshëm. *Qëllim i arritshëm.*
*2.* Që mund të kuptohet, i kapshëm, i kuptueshëm.
ARRITUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë, që është kryer, që është arritur. *Mesatarja e arritur.*
2. Që është bërë mirë; i gjetur mirë, i goditur. *Vepër e arritur. Figure e arritur. Artistikisht i arritur.*
3. *fin., vjet.* Që ka mbushur afatin e caktuar, që i përket një periudhe të përfunduar. *Interesat e arritura. Kamata e arritur.*
ARRIVlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që lak-mon e përpiqet të arrijë me çdo mjet një qëllim ose një vend më të lartë në jetë, ai që kërkon të çajë për-para e të bëjë karrierë me çdo mënyrë. *Lufta kundër arrivistëve.*
ARRIVlST,~E *mb.* Që lakmon e përpiqet të arrijë me çdo mjet një qëllim ose një vend më të lartë në jetë, që është karakteristik për arrivistin. *Element arrtvist. Prirje (synimë) arriviste.*
ARRIVIZËM,~MI *m. libr.* Synimi për të çarë përpara duke përdorur çfarëdo mjeti, përpjekja për të arritur një vend më të lartë në shoqëri edhe me mënyra të ulëta e të pandershme. *Shfaqje arrivizmi.*
ARRNJET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Arrishtë.
ARROGANCË,~A . SjelIje e vrazhdë, e pakul-turuar; qëndrim përbuzës e mospërfillës kundrejt të tjerëve, trajtimi i të tjerëve me mendjemadhësi e në mënyrë fyese. *Flet (sillet) me arrogance.*
ARROGANT,~E *mb.* 1. Që sillet a që vepron me arrogance, që është i vrazhdë, fyes e përbuzës; qështpreh arrogance. *Njeri arrogant. Qëndrim (ton) arrogant. Sjellje arrogante.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ARROR,~E *mb. bujq.* Që përbëhet prej koklash sa një arrë (për token). *Ndërtim arror.*
ARRORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje drurësh dhe shkurresh, në të cilën më e njohura është arra.
ARRTË (i,e) *mb.* Që është bërë me dru arre; prej arre. *Dërrasa të arrta. Do I lap i arrtë.*
AS,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Letër loje, e para he ngjyrën e vet, që ka vetëm një shenjë në mes, një-$hi. *Asi spathi (kupë). Hedh asin. Man me as.*
*2. sh.* edhe ~Ë, ~ËT *fig.* Njeri i shquar, me aftësi të Veçanta në një fushë të caktuar. *As i skuadrës së futbollit. As i kinematografisë. As i aviacionit.*
*it* Me doli asi fi(ova, me eci.
AS,~I ii in. *sh.* ~E, ~ET *hist.* Monedhë e vogël romake prej bakri. *Okë e as* fare lire.
AS. I. *lidh.* 1. Përdoret në fjalitë mohuese, e përsë-ritur para gjymtyrëve homogjene ose para fjalive të bashkërenditura. *As ujë, as bukë. As e njoh, as e di. As me hahet, as me pihet. As jap, as marr. As vrenjtet, as kthjellohet.*
2. Përdorct para gjymtyrës së fundit, homogjene me gjymtyrët e mëparshme të së njëjtës fjali mohuese. *Nuk e takova të vëllanë, as të nipin.*
3. Përdoret e përsëritur para gjymtyrëve të një fja-lie, në të cilën zakonisht folja me mohimin nenkup-tohet. *As po, as jo. As mirë, as keg. As sot, as mot. As unë, as ti. As andej, as këtej.*
4. Përdoret në një varg togjesh të qëndrueshme frazeologjike me vlerë mohuese. *As të ngroh, as të ftoh.*

*As mish, as peshk. As nam, as nishan. As në qiell, as në tokë. As turbullon, as kthjellon.*
II. *pj.* 1. Përdoret zakonisht me folje për të grishur dike që të fillojë të flasë a të veprojë, për të zbutur një urdhër a për ta paraqitur si lutje ose për të shprehur qëndrimin emocional të folësit. *As ia men një kënge. As na thua. As mëflet njëfjalë! As m'ifal ti sytë e zezt*
*2.* Përdoret, e ndjekur shpesh nga edh_e, për të për-forcuar me shumë mendimin që shpreh f jalia, me kup-tim të afërt me "qoftë (edhe)", "bile, madje". *As unë nuk e di. As edhe një.*
3. Përdoret zakonisht në krye të një fjalie, e ndjekur nga që, për të përforcuar mohimin, në vend të pje-sëzës nuk ose së bashku me të. *As nuk e pa. As e kishte ndër mend. As që do t'ia dijë.*
*4.* Përdoret kur flitet për kohë, moshë, madhësi etj., që ende nuk është arritur, nuk është plotësuar. *As dy ditë punë. As pesë minuta. As gjashtë muajsh. As dy hapa larg.*
AS- *fjalëform.* Pjesë e parë me kuptim mohues ose përforcues e disa përemrave të përngjitur dhe e disa ndajfoljeve të përngjitura; p.sh. askush, asgjë, asnjëhcrc, aspak, askund etj.
ASAJ. 1. *Dhan., rrjedh. e përem. vetor. e dëft.* AJO.
2. *deft, bised.* Në atë..., atje në... (me një emër në rasën rrjedhore të numrit njëjës, në trajtën e pa-shquar). *Asaj rruge. Asaj ane.*
ASAMBLE;~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Mbledhje e perfaqësuesve të zgjedhur të një vendi, si organi me i lartë ligjvënës, që ka të drejtë të diskutojë e ti ven-dosë për çështjet më të rëndësishme dhe të kontro-llojë organet e zgjedhura prej saj; mbledhja e perfaqësuesve të vendeve të ndryshme në një organizatë ndërkombëtare, e cila shqyrton çështje të ndryshme dhe merr vendime për to; tërësia e përfaqesuesve në këto mbledhje; ndërtesa ku mbahen rregullisht këto mbledhje. *Asambleja kombëtare. Asamble kushtetuese (ligjvënëse). Asambleja e Përgjithshme e Organizatës së Kombëve të Bashkuara. Sesion i asamblesë. Thirrja e asamblesë. Punimet (vendimet) e asamblesë.*
2. Mbledhja e gjithë anëtarëve të një institucioni, të një kooperative, të një organizatë a shoqate, si organi me i lartë që ka të drejtë të shqyrtojë çështjet e përbashkëta me rëndësi, të marrë vendime për to dhe të kontrollojë organet e zgjedhura prej saj; tërësia e pjesëmarrësve në këtë mbledhje. *Asambleja e Aka-demisë së Shkencave të RPSSh. Asambleja e koope-ratívës. Mbledhja e asamblesë.*
ASAMBLIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Anëtar i asamblesë kombëtare. *U zgjodh asamblist.*
ASBEST,~I m. *min.* Mineral i përbërë prej fijesh të holla, që i qëndron shumë veprimit të nxehtësisë e të acideve, që nuk e përçon rrymën elektrike dhe që përdoret gjerësisht në industri e në ndërtim. *Mineral asbesti. Veshje prej asbesti. Fabrika e pasurimit të asbestit.*
ASE *lidh. shih* OSE.
ASËLL *pj. thjeshtligj.* Në të vërtetë, tamam, në thelb (përdoret si fjalë e ndërmjetme). *Asëll, ai e di me mirë. Asëll-asëll* në fund të fundit, thellë-theJlë.
ASFALT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *min.* Lloj rrë-shire e zezë, që ndodhet në natyrë në gjendje të ngurtë e që zbutet kur ngrohet; sere. *Asfalt natyror.*
*2.* Përzierje bitumi me çakëll të imët, më të cilën shtrohen rrugët etj.; rrugë, sipërfaqe që është shtruar me këtë përzierje. *Shtresë asfalti. Rrugë me asfalt. Shtroj me asfalt. Rrëshqet mbi asfalt.*
ASFALT-BETON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *ndërt.* Përzierje rëre ose çakëlli të imët me bitum, që përdoret për të shtruar rrugët etj. ose si material ndërtimi. *Fabrika e asfall-betonit. Shtroj me asfalt-beton.*
ASFALTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ASFALTOJ, ASFALTOHET.
*Asfaltimi i rrugës. Makinë asfaltimi. Punëtorët e as-faltimit.*
ASFALTOHET. *Pës. e* ASFALTOJ. *U asfaliua rruga.*
ASFALTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Shtroj me asfalt. *Asfaltoj rrugën (sheshin).*
ASFALTUAR (i,e) *mb.* Që është i shtruar me asfalt. *Rrugë e asfaltuar. Shesh i asfaltuar.*
ASFALTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që me-rret me asfaltimin e rrugëve. *Asfaltues rrugësh.*
ASFARE *ndajf. bised.* Aspak, as një çikë. *Nuk u lodha asfare. Nuk ka të bëjë asfare.*
ASFARËGJE' *pakuf. bised.* Asgjë fare. S'ı *bëri asfarëgjë.*
ASFIKSI,~A . 1. *mjek.* Vështirësim ose ndalim i frymëmarrjes nga mungesa e ajrit me oksigjen. *Vdiq nga asfiksia.*2. *fig.* Ndërprerje a vështirësi e madhe që krijohet nI një degë prodhimi dhe që pengon zhvillimin e lite të saj.
ASGJE *pakuf.* 1. Asnjë gjë, asnjë send, Icurrgjë; *kund.* gjithçka. *Asgjë e tepërt. Asgjë me rëndësi. Asgjë me shumë. Nuk di asgjë. Nuk them asgjë. Nuk kursej asgjë. Nuk pyet për asgjë.*
*2.* Përdoret për të treguar diçka ose dike pa ndonjë vlerë të madhe, pa rëndësi. *Nuk me duket asgjë. S'është asgjë për ty. për asgjë për* diçka të vogël, pa ndonjë vlerë; për një shkak a arsye pa rëndësi. *Shes (blej) për asgjë* shes (blej) fare lire.
3. Përdoret si përgjigje mirësjelljeje ndaj një fa-lënderimi, me kuptimin "s'ka përse".
E bën për asgjë nuk e përfill fare, e përbuz. Nuk ka asgjë të përbashkët *me dike shih le* PËRBASH-KËT (i,e).
ASGJË,~JA . *libr.* A jo që nuk është; mungesa e plotë e gjithçkaje, hiçi. *E ngre nga asgjëja. E kthen në asgjë.*
ASGJËKAFSHË *pakuf.* Asnjë send, asgjë prej gjëje. *Nuk i dha asgjëkafshë.*
ASGJËKUND(I) *ndajf.* Nc asnjë vend, as n6 ndo-njërin vend, askund. *S'dukej asgjëkundi. Nuk shkoj asgjëkundi. S'e gjej asgjëkund.*
S'është asgjëkundi nuk është aspak në rregull, nuk e ka fare në vijë një punë. Ku isl>e? Asgjëkundi. thuhet duke e bërë pyetjen e duke u përgjigjur vetI, kur themi diçka ose bëjmë një punë pa pasur ndonj6 fryt konkret.
ASGJËMANGUT *lidh. libr.* Megjithatë, prapë-seprapë; veçse. *Asgjëmangut, populli e ruajti njësinë e yet kombëtare.*
ASGJËSEND(I) *pakuf.* Asnjë send, asgjë. *Nuk solli asgjësend. Nuk mori vesh asgjësendi.*
ASGJËSI,~A . *libr.* Të qenët asgjë, hiçi, asgjëja; zbrazëti e plotë.
ASGJËSIM,~I m. Vcprimi sipas kuptimeve ti foljeve ASGJËSOJ, ASGJËSOHEM. *Asgjësim i plotë. Asgjësim fizik (moral). Asgjësimi i armikut (i kundërshtarit). Asgjësimi i objekuvit. usht. Asgjësimi* i *marrëdhënieve të vjetra. Armë të asgjësimit në masë. I shpëtoi asgjësimit.*

ASGJËSOHEM. *Pës. e* ASGJËSOJ. *Asgjësohen mbeturinat.*

ASGJËSOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. E shkatërroj krejt, e prish që të mos jetë me, e shfaros, e zhduk; c bëj fare të paaftë për të vepruar, *Asgjësoj armikun. Asgjësoi pushtetin e vjetër. Asgjësoi planet (sulmet). Asgjësoj letrat (mbeturinat). 1 asgjësuan në masë.*

, 2. *usht.* Godit në shenjë. *Asgjësoj objektivin. Asgjësoj me predhën e pare.*

ASGJËSUES,~E *mb.* 1. Që shkatërroh plotësisht, që shfaros; vdekjeprurës. *Armë asgjësuese. Goditje asgjësuese. Zjarr asgjësues.*

2. Shumë i ashpër, që synon të dërrmojë krejt, që e mohon diçka tërësisht. *Kritikë asgjësuese. Fjalim asgjësues. Sarkazëm asgjësues.*

ASGJËSHËM (I), ~ME (e) *mb. libr.* Që nuk ka asnjë vlerë ose asnjë rëndësi.

ASI. 1. *vjet. frjedh. e përem. vetor e dëft.* AI, ATA. 2. dëft. I tillë, si ai ose si ata. *Asi burri. Asi djemsh.*

ASILLOJ i *deft, bised. shih* ASISOJ i. *Asilloj sendesh.*

ASILLOJ ii *ndajf. bised. shih* ASISOJ IJ. *Men-don po asilloj.*

ASIMETRl,~A . Mungesë e simetrisë. *Asimetri e figurave. Asimetri e fytyrës.*

ASIMETRIK,~E *mb.* Që i mungon simetria, që nuk është simetrik. *Forme asimetrike. Gjethe asimetrike. Ngarkesë asimetrike. Gjenerator asimetrik. elektr. Në mënyrë asimetrike.*

ASIMILlM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ASIMILOJ, ASIM1LOHEM. *Asimilim i plotë (i pjesshëm). Asimilimi i ushqimit. Asimilimi i një kombi.*

*2. gjuh. shih* PËRNGJASHMIM,~I.

ASIM1LOHEM. *Pës. e* ASIMILOJ. *Asimilohet ushqimi. Asimilohet lënda. Asimilohet një bashkëtin-gëllore.*

ASIMILOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. *biol.* Per-vetësoj një lëndë të jashtme, duke e përpunuar nI organizëm; tret, thith. *Asimiloj ushqimin. Asimilon oksigjenin.*

2. *fig.* Përvetësoj mirë një mësim, fitoj dije e njo-huri në$_s$ mënyrë të shëndoshë, duke i tretur mirë. *Asi~ miloj mësimin. Asimiloj një lëndë.*

3. E shkrij një popull ose një komb, duke c bërf të humbasë veçoritë e tij kombëtare dhe të përvetësoj6 gjuhën, zakonet etj. të një populli ose kombi tjetir.

4. *vet. vela III gjuh.* E bën të njëjtë ose të ngja-shëm me veten (për veprimin e një tingulli mbi një tjetër).

ASIMILUES,~I *m. sh.* <-, ~IT *libr.* Ai qI pcr-piqet të asimilojë një popull a një komb tjetër. *Aai-miluesit osmanë.*

ASIMILUES,~E *mb.* 1. *biol. Ql* thith e p&vetfeon një lëndë të jashtme, që e tret dhe e përpunon *rti* organizëm. *Fuqia asimiluese e bimës.*

*2. fig.* Që përvetëson mirë e me lehtësi njS mësini a një lëndë. *Aftësia asimiluese e nxënësit.*

3. Që përpiqet të asimilojë një popull ose një komb tjetër.

ASIMILUESHËM(i), ~ME (e) *mb.* 1. *biol.* Që
mund të thithet e të përvetësohet nga organizmi, që mund të asimilohet. *Lëndë ushqimore e asimilueshme. Në mënyrë të asimilueshme.*

2. *fig.* Që mund të përvetësohet me lehtësi (për me-simet, njohuritë). *E bëj të asimilueshëm.*

ASISOJ I *deft, bised.* I atij soji, i atillë. *Asisoj njerëzish. Një rrobë asisoj.*

ASISOJ n *ndajf. bised.* Në atë mënyrë; ashtu. *Bëje asisoj.*

ASISTENCË,~A . *libr.* Ndihmë që i jepet njC të Sëmuri ose një njeriu nevojtar. • Asistencë sociale *shih te* SOCIAL,~E.

ASISTENT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* 1. Ndthm4s i një mjeku, i një inxhinieri etj. gjatë kryerjes së një operimi, të një pune etj. *Asistent i inxhinierit. Asistent i profesorit (i regjisorit). Mjek asistent.*2. Titulli fillestar i atij që merret me punë mësimore në një shfcollë të lartë; ai që mban këtë titull. *Asistent në universitet.*

ASISTENTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ASISTENT, ~I.

ASKATH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Elbth, kath, bye. 2. Fik i tharë.

ASKET,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri, që për shkak të paragjykimeve fetare, bën një jetë të vetmuar, të ashpër e të rëndë, duke e munduar veten dhe duke hequr dorë nga gëzimet e jetës. *Jetë asketi. Fytyrë aslceti.*

2. Njeri që heq dorë nga gëzimet e jetës dhe që bën jetë të ashpër, me vuajtje e mundime.

3. *si mb.* ~, ~E. *shih* ASKETIK,~E.

ASKETIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me asketizmin; që ka të bëjë me asketin, që është karakteristik për mënyrën e jetesës së asketit. *Jetë asketike. Fytyrë asketike. Moral asketik.*

ASKETlZËM,~MI *m.* 1. Doktrinë fetare, që predikon të hequrit dorë nga gëzimet e jetës, gjoja për të arritur përsosurinë morale dhe që në të vërtetë synon t'i largojë njerëzit nga jeta shoqërore dhe nga lufta revolucionare. *Asketizmi fëtar. Luftoj asketizmin. Predikon asketizmin.*

2. Mënyrë të jetuari si asket, duke hequr dorë nga të mirat dhe kënaqësitë e jetës.

ASKËND. *Kallëz. e përem. pakuf.* ASKUSH.

ASKI,~A . *zakon. sh.* ~, ~TË. Rrip Ilastiku, mën-dafshi etj., që vihet krahaqafë për të mbajtur panta-llonat ose fundet. *Aski mëndafshi. Pantallona (fund) me aski. Mbërthej askitë.*

^SKUJT. *Lhan. rrjedh. e përem. pakuf.* ASKUSH.

ASKUND(I) *ndajf.* Në asnjë vend, asgjëkund. *Askund s'e pashë. Nuk gjendet askund.*

ASKURRË *ndajf.* Kurrë ndonjëherë, asnjëherë tjetër. *Si askurrë.*

ASKURRFARË *pakuf.* Asnjë lloj, asnjë prej tyre, as edhe më të voglën. *Askurrfarë pune. Askurrfarë shenje.*

ASKURRGJË *pakuf.* Asgjë prej gjëje, as gjënë mI të vogël, kurrgjë.

ASKURRKAH *ndajf. krahin.* Në asnjërën anë, asgjëkund.

ASKURRKUND *ndajf. shih* ASGJËKUND. *Nuk zë vend askurrkund. Nuk gjen qetësi askurrkund.*

ASKURRKUSH *pakuf. shih* ASKUSH. *Askurr-kush s'e dinte. Si askurrkush.*

ASKUSH *pakuf.* 1. Asnjë njeri, asnjeri. *Askush nuk foli. Mos i trëgo askujt. Askujt nuk i flihej.*

*2. përd. em. bised.* Njeri pa asnjë vlerë, njeri që nuk e përfillin fare në shoqëri. *Kush është ai? Askush.*

ASLLAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Luan. *Trim (burrë) asllan.*

ASNDONJË *pakuf.* Asnj6 prej tyre. *Asndonjë mik$_t$. Asndonjë vrimë.*

ASNDONJËHERË *ndajf.* Kurrë ndonjëherë, asnjëherë. Si *asndohjëherë tjetër.*

ASNDONJËRI,~A *pakuf. shih* ASNJËRI,~A.
*Asndonjëri nuk u përgjigj.*

ASNJANËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *libr.* Shtet, vend ose njeri që mban qëndrim asnjanës.
2. *gjuh.* Gjinia asnjanese.
3. *fiz.* Përcjellësi asnjanës. *Asnjanësi i tokëzuar.*
ASNJANËS,~E *mb.* I, Që nuk merr anën e as-njërës nga palët ndërluftuese ose kundërshtare, që nuk mban anën as të njërit, as të tjetrit. *Shtet (vend) asnjanës. Qëndrim asnjanës. Politikë asnjanese. Vëzh~ gues asnjanës. Rri asnjanës.*
*2.* Që nuk mund të sherbejë si fushë Iuftimi ose për vendosjen e trupave ushtarake (sipas një marrëveshje-je); që nuk i përket as njërës pale, as tjetrës. *Fushë (zone) asnjanese.*
*3. gjuh.* Që nuk është as i gjinisë mashkullore, as i gjinisë femërore; që bën pjesë në lakimin e katërt të emrave të shqipes. *Gjinia asnjanese. Enter asnjanës.*
*4. fiz.* Që nuk ka ngarkesë as pozitive, as negative. *Përcjellës asnjanës.*
5. *kim.* Që nuk jep as reaksion acid, as reaksion bazik. *Kripë asnjanese. Tretësirë asnjanese.*
ASNJANËSI,~A . 1. Gjendja e një shteti, që nuk merr pjesë në një luftë, duke mbajtur të njëjtin qëndrim kundrejt vendeve ndërluftuese ose blloqeve ushtarake. *Asnjanësi e armatoswr. Politika e asnja-nësisë. Ruaj asnjanësinë. Shpall (shkel) asnjanësinë.*
*2.* Të qenët asnjanës, gjendja e atij që nuk mban anën e asnjërës pale në një mosmarrëveshje, grindje, kundërshtim etj. *E shoh punën me asnjanësi.*
ASNJANËSIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve tëfoljeve ASNJANËSOJ, ASNJANËSOHET. *As-njanësimiiveprimtarisë së dikujt. Asnjanësimiindi-kimit. Asnjanësimi i zjarrit të armikut. Asnjanësimi i acidit me një bazë. kim.*
ASNJANËSISHT *ndajf. libr.* Pa marrë anën e asnjërës prej palëve kundërshtare në një mosmarrëveshje, në një grindje, në një luftë etj. *Veproi asnja-nësisht.*
ASNJANËSOHET *vetv. libr.* 1. Bëhet asnjanës. 2. *Pës. e* ASNJANËSOJ.
ASNJANËSOJ *kal,* OVA, ~UAR *libr. 1.* E bëj rijë shtet ose një vend të jetë asnjanës.
2. I heq mundësinë të veprojë kundër nesh; e bëj të paaftë të veprojë, i dobësoj fuqinë. *Asnjanësoj një kundërshtar. Asnjanësojndikimin e dikujt. Asnjanësoj një pozicion.*
3. *kim.* I heq vetitë acide me anë të reaksionit me një bazë ose anasjelltas. *Asnjanësoj një tretësirë.*
*4. spec.* I heq një veti k-arakteristike (ngjyrimin, ngarkesën etj.) dhe e bëj asnjanës. *Asnjanësoj një force. Asnjanëson ngarkesën e një grimce.*
ASNJANËSUES,~E *mb. spec.* Që i heq vetitë acide ose Vetitë e tjera karakteristike dhe e bën diçka asnjanese. *Rol (veprim, funksion) asnjanësues.*
ASNJANSHËM (i ), ~ME (e) *mb. libr.* I paan-shëm.
ASNJERI *pakuf.* Asnjë njeri, askush. *Asnjeri nuk erdhi. Asnjeri s'e pa (s'e di). S'ka asnjeri.*
ASNJË *pakuf.* As edhe një send, as edhc një njeri.*Asnjë njeri. Asnjë send. Asnjë fjalë. Asnjë punë. Asnjë lek. Asnjë ditë. Asnjë çikë (grime, fije). Pa asnjë arsye. Si asnjë tjetër. S'ka asnjë të drejtë. Nuk mungon asnjë.* • Asnjë për be *shih te* BE, ~JA. (Per) asnjë cast vazhdimisht, pa ndërprer je, asnjëherë. Në asnjë mënyrë aspak, kurrën e kurrës. Asnjë për fare *shih te* FARË, ~ A. Pa asnjë dysliim (s'ka asnjë dyshim) *si fj. ndërm.* patjetër, medoemos. Një si asnjë *fj. u. shih te* NJË. Asnjë qime (fije floku) *shih te* QIM,'E, ~JA.
ASNJËFARË *pakuf.* Asnjë prej atij lloji; asnjë të vetëm.
ASNJËFARËLLOJ *pakuf. shih* ASNJËFARË.
ASNJËHERË *ndajf.* Në asnjë kohë, kurrë ndonjë-herë; në asnjë rrethanë, në asnjë rast. *Asnjëherë nuk e ka pare. Si asnjëherë tjetër.*
ASNJËRI, ~A *pakuf.* Asnjë njeri nga të dy ose nga disa. *Asnjëri prej jush. Asnjëri nga ne.*
ASO. 1. *ftrjedh. e përem. vetor e dëft.* AJO, ATO. *A so kohe (here). Aso dite.*
2. dëft. E tillë, si ajo ose si ato. *Aso zemre. Aso dore.*
ASOBOTE *ndajf. krahin.* Atëherë, në atë kohë.
ASOCIACION,~I *m.sh.* ~E, ~ET *spec.* Shoqërim. *Asociacion përfytyrimesh (mendimesh). Asociacion idesh (fjalësh). Ngjall asociacione.*
ASODORE dëft. I atij lloji, i atillë.
ASOHERE *ndajf.* Në atë kohë; asokohe; atëherë. *Ndodhi asohere.*
ASOHERSHËM(l),~ME(e) *mb. shih* ATËHER-SHËM (i), ~ME (e). *Jeta e asohershme.*
ASOKOHE *ndajf.* Në atë kohë, atëherë. *Asokohe ishin pak.*
ASOKOHSHfËM (i), ~ME (e) *mb. shih* ATËHER-SHËM (i), ~ME (e). *Bota e asokohshme. Kushtet (nethanat) e asokohshme.*
ASONANCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *let.* Rime jo e plotë e dy a me shumë vargjeve, që kanë të njëjta vetëm zanoret e theksuara dhe zanore të tjera të fja-lëve fundore. *Bëjnë asonancë.*
ASORTIMENT,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Lloj i një prodhimi ose i një malli sipas madhësisë, formes, cilësisë, përdorimit etj. *Asortimente të reja. Asorti-mente enësh (gjellësh...). Shtimi (zgjerimi) i asorti-menteve. Ndaj në asortimente.*
2. *vet. nj. përmb.* Tërësia e llojeve të prodhimeve ose të mallrave, që nxjerr një ndërmarrje. *Plani i asortimenteve. Plotësimi si asortiment.*
3. Madhësia, forma, cilësia etj. e një prodhimi ose e një malli, e përcaktuar sipas një standardi; për-fshirja e një prodhimi ose e një artikulli në një lloj të caktuar. *Prodhim sipas asortimentit. Përcaktoj asor-timentin.*
ASPAK *ndajf.* Në asnjë masë, në asnjë shkalië,
as edhe një çikë, fare; kurrsesi, në asnjë mënyrë.
*Nuk e dime aspak. Nuk është aspak ashtu. Nuk ka të bëjë aspak me të.*
ASPAKËT (i, e) *mb. libr.* Që nuk është fare, që mungon krejt; që nuk njihet fare; që nuk vlen fare.
ASPEKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pamje e pjes-shme e diçkaje, e paraqitur në një fotografi, në film
etj. *Aspekte nga jeta. Aspekt nga puna. Aspekte nga ndeshjet.*
2. Një nga anët në të cilat na paraqitet ose e vështroj-me një send, një dukuri, një çështje etj,; anë; pikë-pamje, vështrim. *Aspekti politik (ideologjik). Aspekti shoqëror (ekonomik, kulturor). Aspekt i luftës së kla-save. Aspektet e problemit. Në të gjitha aspektet. Nga aspekte të ndryshme. E shoh (e man) në një aspekt.*
3. *gjuh.* Kategori gramatikore në disa gjuhë, që tregon mënyrën se si rrjedh veprimi. *Aspekti i kryer (i pakryer). Aspektet e foljes.*

ASPËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *vjet.* Monedhë e argjendtë me vlerë të vogël, që përdorej në Shqipëri para Shpalljes së Pavarësisë. për *një aspër* shumë lire.

•*k* U shit për tridhjetë aspra tradhtoi, u hodh në anën kundërshtare për një shpërblim të vogël.

ASPIRANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *usht.* Grade e ndërmjetme midis nënoficerit dhe oficerit; ushtaraku që mban këtë grade (në ushtritë që kanë grada).

2. Ai që përgatitet për veprimtari shkencore e mësimore pranë një shkolle të lartë a një institucioni shkencor, pasi ka kryer studimet e larta (në disa vende).

ASPIRATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* Dëshirë e madhe, synim dhe shpresa për t'ia arritur një qëllimi të lartë. *Aspiratat kombëtare (shekullore). Aspiratat e popullit. Shpreh (realizoj) aspiratat.*

ASPIRINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *farm.* Lëndë kimike e bardhë e kristalore, që përdoret si hape kundër dhembjeve të kokës, për uljen e temperatures etj. *Një kokërr aspirinë. Pi një aspirinë.*

ASPIROJ *kal.* dhe *jokal,* ~OVA, ~UAR *libr.* Kam dëshirë të madhe dhe shpresa për t'ia arritur një qëllimi të lartë; synoj të arrij diçka. *Aspiron për lirinë. Aspiron të rrojë i pavarur.*

ASPO *pj. bised.* 1. Përdoret për të shprehur keqar-dhjen e folësit për diçka që nuk mund të arrihet, që nuk i pëlqen etj. *Aspo lëre. Aspo c'pret prej tij.*

*2.* Përdoret në fjalitë pyetëse me kuptimin “apo jo, apo”. *Po vjen me mua, aspo?*

ASQER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Ushtar. *Asqerët e turkut. Një tabor asqerë. U vesh (shkoi) asqer.*

2. *keq.* Ushtar i çrregullt.

3. *vet. nj. përmb.* Ushtri.

ASQERIE,~A . *hist.* Taksë që paguhej në kohën e pushtimit osman për të zëvendësuar shërbimin ushtarak. *Paguanin asqerien. Mblidhnin asqerien.*

ASSESt *ndajf.* Në asnjë mënyrë, kurrsesi. *Nuk bëhet assesi. Nuk pranohet assesi.*

ASTANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Tra që vihet gjatë murit të shtëpisë ose mbi shtylla për t'u mbështetur çatia mbi të, brezar.

ASTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pëlhurë ose material tjetër, që përdoret për të veshur nga brenda rrobat e trasha, këpucët dhe ilisa sende të tjera. *Astar mëndafshi (pëlhure, lëkure). Astar rrobash (këpucësh). Astari i xhaketës (i valixhes). I vë (i qep) astarin.*

ASTMË,~A . *mjek.* Sëmundje që shfaqet me zënien e frymës here pas here, për shkak të çrregulli-meve të bronkeve, të zemrës ose për shkaqe të tjera; shpirrë, gulçim. *Vuan nga astma. I zihet fryma nga astma.*ASTRAGAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *skih* QEHËN, ~NI. *Holloj petë në astragaç.*

ASTRlT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Gjarpër i madh me ngjyrë të verdhë e shpesh i shkruar me pika, që është shumë i shpejtë e i shkathët. *Astrit me pika. Hidhet si astrit.*

2. *fig.* Njeri shumë i shkathët, trim e sypatrembur.

ASTRO- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të për-bëra, që ka kuptimin: i trupave qiellorë, i yjeve; p.sh. astrobiologji, astrodinamikë, astrofotografi, astrobota-nikë, astromekanikë etj.

ASTROFIZlKË,~A . Degë e astronomisë që studion trupat qiellorë dhe hapësirën midis tyre, duke përdorur metodat e fizikës.

ASTROLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me astrologji.

ASTROLOGJf,~A . Dituri e rreme, që përpiqet të parashikojë ngjarjet dhe fatin e njerëzve, duke vëzhguar vendosjen e trupave qiellorë. *Astrologjia mesjetare.*

ASTRONAUT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Specialist rië fushën e astronautikës. 2. Kozmonaut.

ASTRONAUTIKË,~A . Shkencë që merret me fluturimet në hapësirën ndërmjet yjeve ose planetëve. *Teoria e astronautikës.*

ASTRONOM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist që merret me astronomi.

ASTRONOMI,~A. Shkencë që merret me studimin e trupave qiellorë, me ndërtimin, përbërjen, prejar-dhjen e me vendin e tyre në hapësirë, si edhe me ligjet e lëvizjes së tyre.

ASTRONOMIK,~E *mb.* 1. Që lidhet me astrono-minë, që i përket astronomisë, i astronomisë, i trupave qiellorë, i yjeve. *Vëzhgime astronomike. Observator astronomik. Hartë astronomike. Ore astronomike. Vit astronomik.*

*2. fig.* Shumë i madh (për numrat), i pallogaritshëm. *Nutnër astronomik. Shifër astronomike. Çmime astronomike.*

ASHAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *hist.* E dhjeta që paguhej si taksë. *Paguanin (jepnin) asharin. Mblidhte asharin.*

ASHE,~JA . *sh,,* ~E, ~ET *bot.* Shkurre e viseve rnalore gjithnjë e blertë, me gjethe të ndritshme, të dhëmbëzuara e me gjemba, me lule të bardha a ngjyrë trëndafili, që rritet edhe si bimë zbukuruese. *Ashe mali. Druja e ashes.*

ASHEF,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* E ndarë e veçantë në shtëpi ose ndërtesë e ulët në oborr, ku gatuhet gjella, piqet buka etj.; kuzhinë. *Shtëpi me ashef brenda (jashtë). Gatuaj në ashef.*

ASHENSOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjet i mekani-zuar që shërben për të ngjitur e për të zbritur njerëz dhe sende në një ndërtesë shumëkatëshe ose në një minierë. *Ashensor elektrik. Ashensor miniere. Kabina e ashensorit. Hipi në ashensor. Ngjitem (zbres) me ashensor.*

ASHENSORIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon a; shërben në ashensor.

ASHENSORlSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem.* e ASHENSORlST,~I. *Punon si ashensoriste.*

ASHËR,~RA i *f. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Ashkël, dru e vogël e çarë për zjarr. *Ashra dushku. I bëj degët ashra.*

2. Cope druri e çarë si dërrasë e hollë, që përdoret si petavër ose për të mbuluar çatinë; hartosë, pullazinë. *Çati me ashra. Çaj (bëj) ashra.*

Ashër e pisë (i zi) shumë i zi. M'u bënë ashër (ashra-ashra) m'u plasaritën, m'u ashpërsuan (për duart, gjuhën etj.). Jane bërë ashër u ka hyrë grindja, janë zënë; janë përçarë.

ASHËR,~RA n . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Gështe-një e egër.

ASHËR,~RI *m. 1.* Kërce në pjesën e prapme të thundrës së kalit.

2. *veter.* Çala e kuajve. *ka rënë ashri. Colon nga ashri.*

ASHËRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Thurimë me ashra, gardh ashrash.

ASHËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Çaj një dru dhe e bëj ashra. 2. Mbuloj çatinë me ashra.

ASHIK,~U i *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Eshtër e vogël në gjurin e kafshëve të imëta, testembel (përdoret edhe në një Iojë fëmijësh); kyçi i këmbës së njeriut. *Luaj me ashikë.*

2. *krahin.* Çelës i veglave muzikore me tel.

ASHIK,~U ii *m.sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Dashnor. *Këngë ashikësh. Zuri një ashik.* 2. *keq.* Njeri i dhënë shumë pas qejfeve.

ASHIKËRl,~A *f. vjet.* Të qenët ashik, dashuri; dashuri ashikësh, sa për të kaluar kohën. *Këngë ashi-kërie.*

ASHIQARE *ndajf. thjeshtligj.* Haptas, sy ndër sy, sheshit. *Flas (dal) ashiqare. E bin ashiqare. la them ashiqare. Duket ashiqare.*

ASHK~U *m.* 1. Ngrohtësi e brendshrne e tokës së lëruar; gjendje e ngrohtë e tokës që është bërë për t'u mbjellë. *Ashku i tokës. Ashk e vlagë. Vjen toka në ashk.*

2. *fig.* Dëshirë e brendshme e zjarrtë, ndjenjë e forte, afsh, zjarr. *Ashku i punës (i luftës). Flet (qesh) me ashk. Punoj me ashk. Puth me ashk. E pi duhanin me ashk.*

ASHKË,~A: *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* ASHKËL,~ ~LA. *Ashka të thata. Bëj ashka.*

2. *krahin.* Qepallë. *Ashka e syrit.*

S'merr ashkë nuk gdhendet, nuk merr vesh, nuk ha arsye. E ka një asbkë *nga dikush* e ka një lidhje gjaku me dike, ka dicka të trashëguar prej dikujt. Nuk i veton (as që i veton) ashka e syrit *dikujt* nuk ka frikë fare, as që do t'ia dijë, është trim i madh.

ASHKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Cope e vogël dhe e hollë që shkëputet nga një dm kur e çajmë a e presim me sëpatë; cope e vogël, rrip i ngushtë që del nga një send prej metali, kur e pprpunojmë me vegla prerëse. *Ashkla druri. Ashkla metali (gize, çeliku, bakri). Mbledh (djeg) ashkla. Bëj ashkla.*+ S'lëshon ashkël nuk gdhendet, nuk merr vesh, nuk ha arsye. la mbush kokën me ashkla e mërzit me fjalë të kota, me cikërnma. Asnjë ashkël nuk i hiqet
nuk shqetësohet fare, nuk bëhet merak.

ASHKËLOHET. *Pës. e* ASHKËLOJ.

ASHKËLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. E bëj ashkla, e copëtoj. *Ashkëloj një kërcu.*

*2. jokal.* Bëj ashkla kur çaj a pres një dru ose kur punoj me metal.

ASHKËTI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. *shih* ASKET, ~I.

ASHKLA-ASHKLA *ndajf.* Në copa të vogla, copa-
-copa. *E bëj ashkla-ashkla.*

•*k* U bënë ashkla-ashkla u zunë e u ndanë njën nga tjetri, u përçanë.

ASHKTH,~I *m. mjek.* Sëmundje e fëmijëve, që u shfaqet me një kokërr në qiellzë.

ASHPËR(i,e) *mb.* 1. Që e ka sipërfaqen më të dala të vogla, që nuk është i lëmuar në të prekur, që të gërvisht lëkurën kur e prek; *kund.* i butë. *Letër e ashpër. Lëkurë (pëlhurë) e ashpër. Duar të ashpra. Çarçaf i ashpër. Dërrasë e ashpër.*

*2.* Që është i forte, që nuk përkulet në të prekur, i kreshtë; *kund.* i butë *Lesh i ashpër. Mjekër (qime) e ashpër. Furçë e ashpër.*

3. Me thërrmija a me kokrriza të mëdha, jo i imët, i trashë. *Miell i ashpër. Sheqer i ashpër. Rërë e ashpër.*

4. *tekst.* Që sapo ka dale nga tezgjahu dhe nuk është përpunuar më tej. *Pëlhurë (beze) e ashpër. Fill i ashpër. Prodhime të ashpra.*

5. Që është me male të Iarta e me shkëmbinj të thepisur, i thyer, i vështirë pëi t'u kaluar (për një vend); *kund.* i butë. *Vend i ashpër. Male të ashpra. Krahinë e ashpër. Natyrë e ashpër.*

*6. fig.* Që shoqërohet më të ftohtë të madh, me ngrica e me stuhi dëbore (për motin); *kund.* i butë. *Mot I ashpër. Dimër i ashpër. Klimë e ashpër.*

7. *fig.* Që është shumë i rreptë e i përgjakshëm; që bëhet me vështirësi dhe me mundime të mëdha, që është plot ndeshje e përpjekje të vështira. *Luftë (përleshje) e ashpër. Ndeshje e ashpër. Jetë e ashpër. Kushte të ashpra. Konkurrencë e ashpër.*

8. *fig.* Që i mungon butësia; që nuk sillet me dasha-mirësi, i vrazhdë; që shpreh rreptësi, i rreptë; *kund.* i butë. *Prind (mësues) i ashpër. Sjellje e ashpër. Fytyrë e ashpër. Zë (ton) i ashpër. Fjalë (përgjigje) e ashpër. Bëhet i ashpër.*

*9. fig.* Që godet rëndë e pa lëshime; që kërkon zbatim të përpiktë e pa shmangie; i rreptë, i shtrën-
- guar. *Ligj (rregull) i ashpër. Disiplinë e ashpër. Dënim i ashpër. Masa të ashpra. Kritikë e ashpër. E vërteta e ashpër.*

10. Që është i forte, por i cilësisë së dobët e me shije të keqe, jo i këndshëm në të ngrënë a në të pirë; i dobët, i varfër nga përmbajtja ushqyese. *Raki (verë) e ashpër. Duhan i ashpër. Ushqime të ashpra* ushqime të thata për kafshët, si kashta etj.

11. *si em.* ~ËR, ~RIT (të) *as.* Ashpërsi në sjellje e në fjalë; *kund* të butë. *1 foli (e pyeti, iu përgjigj) më të ashpër. E zuri më të ashpër.*

ASHPËR *ndajf.* 1. Me thërrmija të mëdha, me kokrriza jo të imëta, trashë. *Bluaj ashpër. I thërrmuar ashpër.*

2. *fig.* Në mënyrë të rreptë e të përgjakshme; pa mëshirë, me egërsi, rreptë. *Salmon (godit) ashpër. Luftoj ashpër. Kundërshtoi ashpër.*

3. *fig.* Në mënyrë të vrazhdë, me ashpërsi, rëndë. *Flas (përgjigjem) ashpër. Sillet ashpër.*

*4. fig.* Në mënyrë të prerë, pa lëshime, rreptë. *Dënoi (gjykoi) ashpër. Kritikoj (qortoj) ashpër.*

ASHPËRAK,~E *mb.* Që e ka leshin të ashpër (për dhentë). *Dele ashpërake.*

ASHPËRI,~A. X. *shih* ASHPËRSI,~Ai.j. *Ash-përia e dimrit. Ashpëria e zërit. Flet me ashpëri.*

*2.* Kohë më të ftohtë të madh, mot i ashpër, acar. *Mban ashpëri.*

3. *sh.* ~, ~TË. Fjalë e ashpër, e vrazhdë. *Thoti ashpëri.*

ASHPËRIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ASHPËROJ, ASHPËROHEM. *Ashpërimi I motit. Ashpërimi i zërit.*

*2.* Ashpërsi. *Flet me ashpërim.*

ASHPËRINË,~A *sh.* ~A, ~AT. Tok5 e that dhe e shkërmoqur.

ASHPËRlSHT *ndajf. shih* ASHPËRSISHT. *foli
(u përgjigj) ashpërisht.*

ASHPËROHEM *vetv.* 1. *shih* ASHPËRSOHEM.
*Ashpërohet puna. Ashpërohen fjalët. Iu ashpërua zëri. M'u ashpëruan duart.* 2. *Pës. e* ASHPËROJ.

ASHPËROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* E bën sipërfaqen të ashpër, e plasarit. *Të ashpëron duart.*

*2. fig.* E bëj më të ashpër, më të rreptë; e bëj me pak të ndjeshëm. *E ashpëroi jeta. la ashpëroi zemrën.*

3. *shih* ASHPËRSOJ i. *I ashpëroi punët.*

ASHPËRSI,~A . 1. Të qenët i ashp6r, me sipfir-faqe më të dala të vogla, jo i lëmuar; *kund.* butësi. *Ashpërsia e sipërfaqes. Ashpërsia e duarve.*

*2.* Të qenët me male të Iarta e me shJcembinj të thepisur; naryra shumë e thyer dhe e vështirë e një krahine, e një vendi. *Ashpërsia e vendit. Ashpërsia e maleve.*
3. Të qenët më të ftohtë të madh, me ngrica e me stuhi dëbore (për motin); *kund.* butësi. *Ashpërsia e dimrit (e motit). Ashpërsia e klimës.*
*4.* Të qenët shumë i rreptë e i përgjakshëm; të qenët i prerë, i shtrënguar e i pamëshirshëm; rreptësi e madhe. *Kulmi i ashpërsisë. Luftoj me ashpërsi. Dënoj (godit) me ashpërsi.*
5. Mungesë butësie e dashamirësie, të qenët i rreptë, vrazhdësi; *kund.* butësi. *Ashpërsia e zërit (e fjalëve). Ashpërsia e fytyrës (e tipareve), Ashpërsia e karakterit. Sillet me ashpërsi.*
6. *sh.* ~, ~TË. Vend i ashpër; sipërfaqe e ashpër.
ASHPËRSlM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ASHPËRSOJ, ASHPËRSOHEM. *Ashpërsimi i kontradiktave (i marrëdhënievë). Ashpërsimi i gjendjes (i krizës). Ashpërsimi i luftës së klasave. Shkon drejt ashpërsimit.*
ASHPËRStSHT *ndajf.* Në mënyrë të ashpër, me ashpërsi; me rreplësi, ashpër. *Luftoi ashpërsisht. Kritikoj ashpërsisht. Ndëshkoi ashpërsisht.*ASHPËRSOHEM *velv.* 1. *vet. veto 111.* Bëhet me i mprehtë e me i rëndë, bëhet me i ashpër, acarohet. *Ashpërsohet lufta. Ashpërsohen kontradiktat (mos-marrëveshjet). Ashpërsohen marrëdhëniet. Ashpërsohet gjendja (puna, kriza).*
2. Bëhem me i ashpër, egërsohem; zemërohem keq me dike. *U ashpërsua me djalin.*
3. *Pës. e* ASHPËRSOJ.
ASHPËRSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. l.Ebëj më të mprehtë e më të rëndë, e bëj më të ashpër, acaroj. *Ashpërsoj luftën. Ashpërsoi kontradiktat (marrëdhëniet). Ashpërsoi gjendjen (krizën). Ashpërsoj fjalët.*
2. *shih* ASHPËROJ 1>2- *I ashpërson duart.*
3. *vet. veta III.* E bën më të ftohtë, më të ashpër (klimën).
ASHPËRSÇAR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë me i mprehtë e me i rëndë, që është bërë me i ashpër, i jacaruar. *Marrëdhënie të ashpërsuara. Gjendje e ash-përsuar.*
*1. shih* ASHPËRUAR (i, e),,2.
ASHPËRUAR (i, e) *mb.* 1. Që i është bërë sipërfaqja e ashpër, që është plasaritur. *Duar të ashpëruara.*
2. I zemëruar keq, i egërsuar me dike, që është bërë me i rreptë e i vrazhdë. *Erdhi i ashpëruar. Me \zë të ashpëruar.*
3. *shih* ASHPËRSUAR (i,e) i. *Gjendje e ashpëruar. \Marrëdhënie të ashpëruara.*
ASHT,~I i *m. sh.* ESHTRA, ESHTRAT. 1. *shih* ESHTËR,~RA i. *Ashti i krahut (i këmbës)_. Luge ashti. Pa iu pjekur ashti* pa iu forcuar kocka, në moshë të njomë. *Asht e lëkurë* kockë e lëkurë, shumë i dobët. *(Deri) në asht* deri në kockë, shumë thellë.
*1. krahin.* Kopsë e vogël prej kocke.
• I ka shkuar (i ka vajtur) thika në asht (në kock8) *shih te* THIKË,~A.
ASHT,~I H *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore njëyjecare e livadheve, me gjethe të vogla e të rralla në trajtë vezake, me lule ngjyrëvjollcë dhe me kërcell të degëzuar, që kur këputet lëshon një Iëng të bardhë.
ASHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ahishtë.
ASHTËRlM,~I m. 1. *shih* ESHTËRIM,~I.
2. *sh.* ~E, ~ET. *shih* ESHTËRI,~A.
ASHTËROHET *vetv.,* ~UA(u), ~CAR. 1. *shih* ESHTËROHET.
2. *fig.* Forcohet, ngurtësohet, bëhet si kockë.
ASHTËROR,~E *mb. shih* ESHTËROR,~E. *Skeleti ashtëror.*
ASHTËRORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* ESH-TËRORE,~JA.
ASHTTH,~I *m. veter.* Sëmundje që u bie kuajve në kockën e këmbës.
ASHTU *ndajf.* 1. Në atë mënyrë (për mënyrën se si kryhet veprimi); si mendohet a si dëshirohet, si është pranuar më parë ose si presim të jetë. *Ashtu sillet. Ashtu thonë. Nuk ecet me ashtu. Nuk është ashtu. Ashtu e ka bërë. Ashtu qoftë!* dua me gjithë zemer që të jetë a të bëhet në atë mënyrë.
2. Në po atë mënyrë, në po atë gjendje, njësoj (përdoret si fjalë e bashkëlidhur në fjalinë kryesore edhe me lidhëza të tjera në krahasime). *Ashtu... ashtu... Si... ashtu... Si... ashtu edhe... Ashtu si... ashtu (edhe)... Ashtu si kujtoja, ashtu ju gjeta. Ashtu si ishte, ashtu mbeti.*
3. As mirë, as keq, cka, disi; në një fare mënyrë, njëfarësoj (zakonisht në përgjigje).
4. Në atë gjendje, si është; aq (për të shënuar shka-llën e një cilësie, veprimi a gjendjeje: aq mirë, aq bukur, aq keq etj.). *E pa ashtu të shtrirë, Ashtu i zemëruar siç qe.*
5. Pa rvionjë qëllim të caktuar, pa një pikësynim të qartë, kot. *Ashtu kot. Ashtu pa dashur. Ashtu vetë.*
6. Përdoret në fillim të fjalive pyetëse ose si përgjigje për të shprehur habi a kundërshtim për atë Që na kumtohet. *Ashtu, ë?*
7. Siç duhet të jetë, shumë mirë, në rregull. *Ashtu, shumë mirë! Ashtu, të lumtë! Ashtu, me rrofsh!*
8. *si fj. ndërm. bised.* Përdoret në fillim të fjalive që përmbyllin një mendim, me kuptimin: kështu, atëherë. *Ashtu, u ngrit e hapi derën.*
9. *përd. pj. bised.* Afërsisht, rreth, pothuajse. *Ashtu si nga mbrëmja. Ashtu nga maji.*
• Kështu ose ashtu *shih te* KËSHTU. Ashtu (kështu) i do mushka drutë *shih te* MLSHKË,~A.
ASHTU-ASHTU *ndajf.* 1. As mirë, as keq; në nje fare mënyre, njëfarësoj.
2. Njësoj, barabar, aty-aty. *Ashtu-ashtu janë.* ASHTU-KËSHTU *ndajf. shih* ASHTU-ASHTU i.
ASHTUQUAJTUR (i, e) *mb.* 1. Që është quajtur ashtu, që njihet me atë emër (para emërtimit të dikujt a të diçkaje jo shumë të njohur). *I ashtuquajturi anonim i Elbasanit. Të ashtuquajturit bejtexhinj.*
2. *keq.* Që quhet me një emër, i cili nuk përputhet më të vërtetën, që nuk është siç e mban veten a siç duan ta paraqitin të tjerët. *ashtuquajturi "kapitalizëm popullor". Të ashtuquajturit "qytetërues".*
ASHURE,~JA . *sh.* ~E ~ET. 1. *gjell.* Ëmbëlsirë që përgatitet me grurë të zier e me sheqer, me arra, bajame, rrush të thatë, kanellë etj. *Bëj ashure. Gruri i ashures. Një tas ashure.*
2. *fet., vjet.* Një ditë e caktuar në kalendarin mys-liman, e cila sipas legjendës kremtohej si ditë zije nga bektashinjtë. *Dita e ashures.*
•*k* E bëj ashure e ngatërroj, e përziej një punë, e bëj lëmsh.
AT,~I m. *sh.* ~LLARË, ~LLARËT. 1. Kale shale. *At i ii (i kuq). Shaloj atin. I hipi atit.*
2. *fig.* Njeri i fuqishëm e i shkathët, njeri i zoti për punë.

ATA i (ATYRE, *tr. e shkurt.* U; ATA, *pas parafj.* TA, *tr. e shkurt.* I; ATYRE, *pas parafj.* TYRE) *përem.* 1. *vetor.* Tregon frymorë a sende (të shënuar nga emra të gjinisë mashkullore), që zihen në gojë, por që nuk janë aty; zëvendëson nje emër të gjinisë mashkullore (në numrin shumës), që është përmendur pak më parë ose që do të përmendet me pas. *Ata vetë* pikërisht ata. *Para tyre. Disa prej tyre. Mbi ta.*
2. *përd. em.* Pala që ndryshon nga botëWiptimi dhe nga mënyra e jetesës prej nesh; pala që ka qëllime esynime të kundërta o të ndryshme prej nesh; Ië tjerët, kundërshtarët; *kund.* ne. *Te ne dhe tek ata.*
3. dëft. Tregon frymorë a sende (të shënuar nga emra të gjinisë mashkullore), që ndodhen me larg folësit se frymorët a sendet e tjera të atij lloji; zëven-dëson një emër të gjinisë mashkullore (në numrin shumës), që është përmendur më parë se një tjetër; *kund.* këta. *Ata atje. Ja ata. Ata shokë. Ata drurë.*
*4. dëft.* Përdoret me një emër të gjinisë mashkullore (në numrin shumës) për të treguar pjesën e kohës, që shënohet nga emn ose që është përmendur me pare. *Ata muaj. Ata shekuj.*
5. dëft. Përdoret para një fjalie të varur, e cila përcakton frymorët a sendet që tregon përemri (të shënuar nga emra të gjinisë mashkullore në numrin shumës), ose para një fjalie kryefjalore, e cila përcakton frymorët a sendet, që zëvendëson përemri, pavarësisht nga gjinia, me kuptimin “kushdo”; përdoret për të treguar ose për të zëvendësuar frymorët a sendet që përmenden më parë me një cilësi a tipar të caktuar. *Një nga ata pleqtë patriotë. Ata të malit (të fushës). Atyre që ndjekin shkollat.*
*6. dëft. libr.* Përdoret në vend të një emri të gjinisë mashkullore (në numrin shumës) për të mos u përsëritur emri. *Punonjësit e ndërmarrjeve dhe ata të kooperativave.*
ATA ii *përem. vjet., bised.* 1. *vetor.* Tregon një send (të shënuar nga një emër i gjinisë asnjanëse), për të cilin bëhet fjalë, por që nuk është i pranishëm, zëvendëson ajë emër të gjinisë asnjanëse (në numrin njëjës), të përmendur pak më parë ose që do të përmendet me pas.
2. dëft. Tregon një send (të shënuar nga një emër i gjinisë asnjanëse), që ndodhet me larg folësit se një send tjetër i njëjtë; *kund.* këta. *Ata lesh (gjalpë, mish). Ata ujë.*
3. *deft, shih* ASO $_2$.
*ir* Ç'qe ata? *vjet.* si ndodhi? si rastisi? si qe puna? Ç'qe ata! *vjet., iron,* çudi! si është e mundur! si mund të ndodhte! Ç'është ata! *vjet.* përdoret si përgjigje per" ta qetësuar bashkëbiseduesin, duke e siguruar se diçka do të bëhet, me kuptimin: patjetër, pa asnjë dyshim.
ATASHE,~U *m. sh.* ~, ~TË *dipl.* Nëpunës i ngarkuar për të drejtuar një fushë veprimtarie pranë një përfaqësie diplomatike. *Atashe ushtarak (tregtar, kulturor). Atasheu ishtypit.*
ATASHOHEM *libr. Pës. e* ATASHOJ. *Atashohem pranë dikujt. Atashohem pranë një institucioni.*
ATASHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Caktoj dike të punojë pranë një organi, një institucioni a një njeriu me një detyrë të posaçme, duke qenë i lidhur më të a i varur prej tij; lidh një ndërmarrje a institu-cion më të vogël me një organizëm më të madh, duke e vënë në varlësi të këtij. *Atashoj pranë uzinës.*
ATAVIK,~E *mb. libr.* Që shfaqet si mbeturinë e trashëguar nga tiparet e paraardhësve të lashtë (te njerëzit, kafshët e bjmët), që ka të bëjë me atavizmin. *Mbeturinë atavike. Në gjendje atavike.*
ATAVlZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT. 1. *biol.* Rishfaqje e disa tipareve dhe vetive të paraardhësve të target te njerëzit, kafshët ose' bimët, si forme trashëgimie; rishfaqje e disa vetive të të parëve të lar-gët pas disa brezash. *Dukuritë e atavizmit.*
*2. jig. libr.* Mbeturinë e marrëdhënieve shoqërore të kohëve të mëparshme, trashëgim nga e kaluara, gjurmë e së vjetrës në pikëpamjet, në botëkuptim, në s jell jet etj. *Atavizmat e botës së vjetër.*
ATDHE,~U *m.* 1. Vendi ku kemi lindur e jetejmë ne dhe ku kanë jetuar të parët tanë, vendi ku banon prej kohësh një popull a një komb, mëmëdhe. *Atdheu ynë. Atdheu socialist. Dashuria (malli) për atdheun. Çlirimi i atdheut. për mbrojtjen e atdheut. Atdheu në rrezik. I shërbej atdheut. Ranë për at dhe. Të shkojmi atje ku ka nevojë atdheu! Atdheu i dytë* vend i huaj, ku jeton dikush për një kohë të gjatë dhe e ndien veten si në vendin e vet. *Duaj atdhenë, si shqipja folt-në! fj.u.*
*2.* Vendi ku Iind e zhvillohet diçka për here të pare, vendi prej nga buron a vjen diçka; vend i përshtat-shëm për lulëzimin e diçkaje. *Atdheu i socializmit. Atdheu i poezisë (i arteve). Atdheu i një bime (i një kafshe).*
ATDHEDASHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që do atdheun, ai që frymëzohet nga atdhedashuria, atdhetar.
ATDHEDASHËS,~E *mb.* Që e do atdheun, qfi frymëzohet nga atdhedashuria, atdhetar. *Popull at-dhedashës. Ndjenja atdhedashëse.*
ATDHEDASHJE,~A. *vjet. shih* ATDHEDASHURI,~A.
ATDHEDASHURl,~A . Dashuria për atdheun, për vendin e lindjes; dëshira e zjarrtë e vendosmëria për të mos kursyer asgjë për të mirën e atdheut. *Atdhedashuri e ftaktë (ë zjarrtë). Ndjenja (flaka) e atdhedashurisë. Frymë atdhedashurie.*
ATDHEMOHUES, ~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* 1. Ai që mohon atdheun dhe vepron kundër tij, ai që nuk ka dashuri për vendin e lindjes dhe r.ë vihet në shërbim të të huajve.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Mercenarl atdhemohues.*
*ATDHESI, ~A f. poet., vjet.* Atdhetari. *Ndjenja (flaka) e atdhesisë.*
ATDHESOR, ~E *mb. vjet. shih* ATDHETAR,~E.
*Ndjenja atdhesore. Zjarri atdhesor.*
ATDHESHlTËS, ~l *m. sh.* ~, ~IT *libr., vjet.* Ai që tradhton interesat e vendit të vet, ai që u shërben armiqve të atdheut të vet për të holla.
ATDHETAR, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që e do atdheun e popullin e vet dhe që u shërben atyre me besnikëri, ai që lufton me vetëmohim për të mbrojtur interesat e vendit të vet, patriot. *Atdhetar i kulluar. Atdhetar i madh (i flaktë).*
ATDHETAR,~E *mb. libr.* Që do atdheun e popullin e vet, që mbron me vetëmohim interesat e vendit të vet, patriot; që shpreh dashuri për atdheun ose që frymëzohet nga dashuria për vendin e lindjes, patriotik. *Njeri atdhetar. Ndjenjë (frymë) atdhetare. Detyrë (vepër) atdhetare. Përpjekje atdhetare. Këngë atdhetare.*
ATDHETARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. t* ATDHETAR,~I. *Atdhetare e shquar (e jtaktë).*
ATDHETARI,~A Dashuria për atdheun e për popullin e vet dhe gatishmëria për t'u shërbyer atyre me besnikëri, ndjenja e detyrës për të mbrojtur me vetëmohim interesat

e vendit e të popullit të vet.patriotizëm. *Ndjenjë atdhetarie. Vatër atdhetarie. Ngjall (ndez) atdhetarinë.*

ATDHETARISHT *ndajf.* Me dashuri për atdheun e për popullin e vet; me frymë atdhedashurie, me ndjenjën e atdhetarit, si atdhetar. *Punoj (veproj) atdhetarisht. Sillet atdhetarisht.*

ATDHETARIZËM,~MI *m. libr. shih* ATDHETARl,~A. *Shembull atdhetarizmi.*

' ATEIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që mohon qenien e çfarëdo perëndie, ai që është kundër çdo besimi fetar, pasues i ateizmit. *Ateist i bindur (i flaktë). Be-horn ateist.*

ATEIST,~E *mb.* Që mohon qenien e çfarëdo perëndie, që është kundër çdo besimi fetar; që ka të bëjë me ateizmin, që mbështetet tek ateizmi; që i shërben luftës kundër fesë, *Botëkuptim ateist. Bindje ateiste. Literaturë (propagandë) ateiste. Edukimi ateist.*

ATEIZËM, ~MI *m.* Mohimi i qenies së çfarëdo perëndie, të hequrit dorë nga çdo besim fetar; të qenët ateist. *Ateizmi shkencor (luftarak). Këndi i ateizmit. Në frymën e ateizmit.*

ATELIE, ~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Dhomë a sallë e posaçme, ku punon piktori, skulptori, fotografi etj.; repart i kinostudios, ku përgatiten e përpunohen filmat; studio. *Atelieja e piktorit (e fotografit). Atelietë e kinostudios.*

*2. vjet.* Punishte ku mjeshtrit ose punëtorët bënin të njëjtën punë; repart i veçantë në një fabrikë.

ATENTAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Përpjekje për të vrarë një njeri; përpjekje për të asgjësuar me armë një armik të popullit, pushtuesit dhe veglat e tyre; veprim kundër sigurisë së shtetit për qëllime politike. *Atentat i guximshëm. Atentat kundër një spiuni. Atentat kundër jetës së dikujt. Bëj (kryej) atentat.*

*2. fig.* Përpjekje për të goditur, për të sulmuar diçka. *Atentat kundër lirisë së popujve. Atentat kundër demokracisë.*

ATENTATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën
një atentat. *Atentator i guximshëm (i zoii).*

ATESTIM,~I m. *zyrt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ATESTOJ, ATESTOHEM. *Atestimi profesional e kulturor. Atestimi i'kandidatit. Dëshmi atestimi. Komisioni i atestimit.*

ATESTOHEM *zyrt. Pës. e* ATESTOJ.

ATESTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *zyrt.* Njoh zyrtarisht me anë të një dëshmie një grade a një titull që i jepet dikujt pas mbarimit të një forme studimi a të një shkalle kualifikimi; përcaktoj shkallën e aftësive profesionale dhe të përgatitjes politike, arsimore e kulturore të rxjë punëtori a të një punonjësi.

ATË,~I m. *sh.* ETËR, ETËRIT. 1. Prindi mashkull kundrejt fëmijëve të vet, baba. *Ate e nënë. Atë e bir. 1m atë. Ati im. I ati i fëmijës. Kushëri nga i ati. Gjallë i ati (i ati në vend)* i ngjan krejt babait të vet (nga pamja ose nga sjelljet).

2. *vet. sh.* Brezi i mëparshëm, baballarët; të parët. *Etër e bij. Trojet e etërve tanë.*

*3.* Themeluesi i një fushe të dijes ose të veprimtarisë shoqërore, frymëzuesi e drejtuesi kryesor i një veprimi me rëndësi historike, babai. *Ati i mjekësisë.*

*4. fet.* Titull fetar që u jepet priftërinjve a murgjve; *në sh.* apostujt, shenjtorët që i kanë sjellë shërbime
kishës në veprimtarinë e saj reaksionare (në vendet ku vepron kisha e krishterë; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Atë shpirtëror. Etërit e kishës.*

5. *fet.* Personi i parë i trinisë së shenjtë sipas paragjykimeve fetare, zoti.

6. *vet. sh. vjet.* Paria e vendit, baballarët. *Etërit e kombit.*

Ar Atë pas ati brez pas brezi.

ATË. *Kallëz. e përëm. vetor e dëft.* AI, AJO.

ATËBOTË *ndajf. shih* ATËHERË.

ATËÇASTSHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që ndodh pikërisht në atë cast, që bëhet menjëherë, aty për aty, i menjëhershëm. *Veprim i atëçastshëm.*

ATËDITSHËM (i),~ME (e) *mb.libr.* Që ka ndodhur a që është bërë në një ditë të caktuar, i asaj dite. *Puna e atëditshme. Mbledhja e atëditshme.*

ATËGJYSH,~I m. *vjet.* Babagjysh.

ATËHERË *ndajf.* 1. Në një kohë të caktuar në të shkuarën ose në të ardhmen, në atë kohë kur ka ndodhur ose do të ndodhë diçka, jo tashti; në atë cast. *Që atëherë. Deri atëherë. Atëherë u kujtova. Atëherë ia nisën punës. Njësoj si atëherë. Ashtu ishte atëherë.*

2. Në atë rast; kështu, pra (përdoret me kuptim përmbyllës ose për të pyetur se ç'duhet bërë a ç'pritet të ndodhë). *Atëherë, u morëm vesh. Atëherë, ikim. E çfarë, atëherë? Atëherë, ç'thua?*

3. Si rrjedhim, si pasojë (përdoret në fjalinë kryesore si fjalë e bashkëlidhur, kur në fjalinë e varur ka një lidhëz kushtore). *Po të shkosh ti, atëherë do të shkoj edhe unë. Meqë e kuptove gabimin, atëherë po tafal.*

•*k* Atëherë kur... në atë kohë që, në vend që, ndërsa.

ATËHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka qenë atëherë, i asaj kohe. *Koha e atëhershme. Jeta e atëhershme. Në kushtet e atëhershme.*

ATËKOHË *ndajf. shih* ATËHERË i.

ATËKOHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. QË ndodh
në të njëjtën kohë me diçka tjetër, i po asaj kohe. 2. I atëhershëm.

ATËLOSH,~I *m. bised.* Emër më të cilin thirret gjyshi a ndonjë plak në shenjë nderimi, babagjysh.

ATËRI,~A . *shih* ATËSI,~A. ATËRISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë atërore, si baba. *Kujdesem atërisht. If las (e përkëdhel) atërisht.*

ATËROR,~E *mb. libr.* 1. Që i përket atit, i babait; që vjen, që rrjedh nga babai. *Shtëpia atërore. Trashëgim atëror. E drejta atërore. drëjt. Fisi atëror. einogr.*

*2.* Që është tipar dallues për babanë, për prindërit, që është veti e babait. *Kujdes atëror. Dashuri atërore. Këshillë atërore. Në mënyrë atërore.*

ATËSI,~A . *zyrt.* 1. Të qenët atë i një femije; lidhja që bashkon babanë me fëmijën e vet, të njohurit si atë. *E drejta e atësisë. Vërtetimi i atësisë. Njohja e atësisë. Kërkon atësinë.*

2. Emri i atit, që vihet bashkë me emrin e mbiemrir. e dikujt në dokumentet zyrtare.

3. Gjendja e burrit si atë; dëshira për të qenë baba, ndjenja si baba.

ATËSOR,~E *mb. vjet. shih* ATËROR,~E.ATËVRASËS

69

ATMOSFERIK

ATËVRASËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që ka vrarë atin e vet.

ATËVRASJE,~A . *libr.* Vrasja e babait nga i biri ose nga e bija.

ATIJ. 1. *Ohan. dhe rrjedh. e përem. vetor e dëft.* AI. 2. *deft, bised.* Në atë. *Atij fshati.*

ATILLË (i, e) *mb. dëft.* 1. I ngjashëm nga vetitë, i të njëjtit lloj me një tjetër a me diçka tjetër që është larg atij që flet; siç është ai ose ajo, sikurse ai ose ajo; *kund.* i këtillë. *Punë e atillë. Një shtëpi të atillë. Dy cope të atilla. Disa të këtilla, disa të dtilla.*
2. Përdoret për të shprehur një shkallë të lattë të cilësisë ose për të përforcuar vlerësimin mohues a pohues. *Kushte të atilla. Rrethana të atilla. Njeri i atillë. Burrë (trim) i atillë.*
3. Përdoret në fjalinë kryesore për të treguar një cilësi a gjendje ose një shkallë të lartë të një vetie, që përcaktohet e zbërthyer në fjalinë e varur. *Ka vite të atilla, që barazohen me epoka.*
• I atillë e i këtillë përdoret për të zëvendësuar fjalët vlerësuese, zakonisht sharëse, që janë thënë për dike. Diçka e atillë pak a shumë ajo gjë, afërsisht ashtu.
ATINTAN,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pjesëtar i njërit nga fiset kryesore ilirie, që banonte midis Vjosës dhe Osumit.
ATINTAN,~E *mb. hist.* Që lidhet me atintanët, i atintanëve; që është krijuar nga atintanët. *Fisi atintan. Luftëtar atintan.*
ATJE *ndajf.* 1. Në një vend që ndodhet larg nesh, në atë vend; *kund.* këtu. *Ai atje. Që këtu deri atje. Shko atje. Rri atje. Nisem për atje. Lëre atje.*
*2.* Në të njëjtin vend, në atë vend ku kryhet edhe një veprim tjetër (e përsëritur në krye të fjalive); *kund.* këtu. *Atje banonte, atje punonte.*
3. Përdoret në fjalinë kryesore, me kuptimin “në atë vend”, kur fjalia e varur fillon me ku, te; *kund.* këtu. *Duhet të jemi edhe ne atje ku është populli. U ul atje, tek ishin ulur shokët.*
4. Bashkë me një emër me parafjalë a me një ndajfolje tregon në mënyrë më të përcaktuar vendin larg nesh, ku është diçka a kryhet një veprim; para një ndajfoljeje përforcon kuptimin e saj. *Atje në brëg (në majë). Atje tei,ara. Atje brenda (lartj. Atje larg (thellë). Atje tej (tutje).*
5. *fig.* Në atë gjë, në atë çështje, në atë pike. *Atje ka qenë gabimi. Atje me rri mendja.*
•*k* Atje tek (atje që) *vjet.* në vend që. Bam këtu, bam atje (bam këtej, bam andej) *shih te* BAM. Kokën këtu, këmbët atje *shih te* KËMBË,~A. Qeni leh atje ku ha *fj.u. keq. shih te* QEN,~I.
ATJESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është a që ndodhet atje, që bëhet a që kryhet në atë vend, për të cilin flitet; *kund.* i këtushëm. *Popullsia e atjëshme. Ngjarjet e atjëshme. Gjëndja e atjëshme. Mjalti i atjeshëm.*
ATKINË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Pelë shale, femra e atit. *hipi atkinës.*
*2 fig.* Vajzë a grua e re, që është e fuqishme, e shkathët dhe e zonja për punë.
ATLANT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* ATLAS,~I i.
ATLANTIK,~E *mb. gjeogr.* Që lidhet me oqeanin
Atlantik; që është karakteristik për oqeanin Atlantik
dhe për vendet rreth tij. *Zona atlantike. Vendet atlantike. Klimë atlantike. Erëra atlantike.*
ATLAS,~I i *m.sh.* ~E, ~ET. Përmbledhje hartash gjeografike; përmbledhje hartash, pasqyrash, skicash, grafikësh etj. më të dhëna për një fushë të shkencës. *Atlas gjeografik. Atlas botanik. Atlas gjuhësor (dialektologjik). Atlasi i botës. Atlasi i anatomise.*
ATLAS,~I ii *m. anat.* Rruaza e parë e qafës, tek e cila mbështetet koka, arrjza e qafës.
ATLET,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Sportist që merret me atletikë; njeri me trap të lidhur, të zhdërvjellët e të shkathët. *Atlet ipeshës së lehtë (ipeshës së rëndë). Ekipi i atletëve. Me trup atleti.*
ATLETE,~JA. JJ. ~E, ~ET. *Fem. e* ATLET,~I.
ATLETE,~T *f.vet.sh. bised.* Këpucë të lehta sportive, të bëra me pëlhurë të trashë sipër dhe me gom8 poshtë. *Blej një pale atlëtë. Mbath atletet.*
ATLETIK,~E *mb.* 1. *sport.* Që lidhet me atletikën, që i përket atletikës, i atletikës; që përdoret për atletikë. *Ushtrime atletikë. Gara (lojna) atletikë. Vegla atletikë. Këpucë atletikë.*
2. Që lidhet me atletin, i atletit; që është karakteristik për atletin. *Trup atletik. Lëvizje atletikë. Shkathtësi atletikë.*
ATLETIKË,~A . *sport.* Pjesë e gjimnastikës, e cila përfshin ushtrime me vegla ose pa vegla, që kërkojnë shkathtësi e force dhe që e zhvillojnë trupin. *Atletikë e lehtë* tërësi llojesh sporti, ku përfshihen vrapimet, kërcimet, hedhja e shtizës, hedhja e gjyles etj. *Atletikë e rëndë* tërësi llojesh sporti, ku përfshihen ngritja e peshave, mundja, boksi etj. *Garat e atletikës. Kampionati i atletikës. Merrem me atletikë.*
ATLETIZËM,~MI *m. sport.* 1. Përgatitje e lartë fizike, shkathtësi e force trupore e arritur me ushtrime të vazhdueshme.
2. *vjet.* Atletikë.
ATLLAS,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tekst.* Pëlhurë e mëndafshtë, e lëmuar dhe me shkëlqim nga njëra anë. *Atllas për jorganë. Jelek (fustan) atllasi. Perde atllasi.*
ATLLASTË (i, e) *mb.* Që është bërë me atllas. *Jorgan i atllastë.*
ATME,~JA . *poet.* Atdhe. *Ranë për atmen.*
ATMOSFERË,~A . 1. Masë ajri që mbështjell Token dhe disa trupa të tjerë qiellorë. *Atmosferë e lartë (e ulët). Atmosfera e Tokës. Shtresat e atmosferës. Lagështia e atmosferës. Ftohja (ngrohja) e atmosferës.*
*2.* Ajri i një vendi, ajri që thithim në një hapësirë. *Atmosferë e rëndë. Prish atmosferën.*
3. *fig.* Ajo që na rrethon, kushtet në të cilat jetojmë ose zhvillohet një veprimtari, rrethanat që ndikojnë mbi diçka; mjedis. *Atmosferë e ngrohtë (miqësore). Atmosferë e shëndoshë (e gjallë). Atmosferë revolucionare. Atmosfera politike. Atmosferë pune (lufte). Atmosferë gëzimi (feste). Ngroh (përmirëson) atmosferën. Helmon atmosferën.*
4. *sh.* ~Ë, ~ËT *fiz., tek.* Njësi matëse e trysnisë së gazeve dhe të lëngjeve, e barabartë me trysninë e një kilogrami në një sipërfaqe prej një centimetri katror.
ATMOSFERIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me atmos.ferën e Tokës, që është në atmosferë; që vjen nga atmosfera, i atmosferës. *Shtypje (trysni) atmosferike. Kushtet atmosferike. Reshjet atmosferike. Shkarkim atmosferik* vetëtimë ose rrufe.
ATO (ATYRE, *tr. e shkurt.* U; ATO, *pas parafj.* TO, *tr. e shkurt.* I; ATYRE, *pas parafj.* TYRE) *përem.* 1. *vetor.* Tregon frymorë a sende (të shënuar nga emra të gjinisë femërore), që zihen në gojë, por që nuk janë aty; zëvendëson nje emër të gjinisë femërore (në numrin shumës), që është përmendur pak më parë ose që do të përmendet me pas. *Ato vetë* pikërisht ato. *Me to. Pas tyre.*

2. dëft. Tregon frymorë a sende (të shënnar nga emra të gjinisë femërore), që ndodhen me larg folësit se frymorët a sendet e tjera të atij Hoji; zëvendëson nje emër të gjinisë femërore (në numrin shumës), që është përmendur më parë se një tjetër; £";<. këto. *Ato atje. Ja ato. Ato vajza. Ato male. Ato vende.*
3. dëft. Përdoret me një emër të gjinisë femërore në numrin shumës për të treguar pjesën e kohës, që shInohet nga emri ose që është përmendur me pare. *Ato kohë. Ato vite. Ato ditë. Ato caste.*
4. dëft. Përdoret para një fjalie të varur, e cila përcakton frymorët a sendet që tregon përemri (të shënuar nga emra të gjinisë femërore në numrin shumës), ose para një fjalie kryefjalore, e cila përcakton frymorët a sendet, që zëvendëson përemri; përdoret për të treguar ose për të zëvendësuar frymorët a sendet që përmenden më parë me një cilësi a tipar të caktuar. *Një nga ato vajzat e kooperativës. Nëpër ato fushat e gjetbëruara.*
5. dëft. *libr.* Përdoret në vend të një emri të gjinisë femërore (në numrin shumës) për të mos u përsëritur emri. 5 *në vendet malore, edhe në ato fushore.*
*6. dëft.* Përdoret për të treguar në mënyrë të përgjithësuar mendimet, çështjet ose rrethanat që përmenden më parë ose që plotësohen me pas. *Ato që dinte i tha të gjitha.*
7. *pe'rd. em. bised., përb.* Grate e përdala.
*it* Ato të grave *euf.* zakonet, të përmuajshmet e grave. Në ato (e slpër) ndërkaq, në atë kohë. S'bie në ato ujëra edhe *poh. shih tek* UJË,~I.
ATOM,~I *m. sh.* ~E ~ET. Grimca më e imët e çdo elementi kimik, e cila përbëhet prej bërthamës dhe prej elektroneve. *Atom hidrogjeni. Atomi i oksigjenit. Bërthama e atomit. Pesha (struktura) e atomit. Zbërthimi i atomit. Shekulli i atomit. libr.* shekulli i njëzetë, kur u zbulua dhe u përdor energjia atomike.
ATOMIK,~E *mb.* 1. Që i përket atomit, i atomit; që është veti e atomit. *Pesha atomike. Masa atomike. Numri atomik. Energjia atomike.*
2. Që vihet në veprim me energjinë e çliruar nga zbërthimi i atomit ose që shfrytëzon këtë energji; që lidhet me përdorimin dhe me shfrytëzimin e energjisë bërthamore. *Central atomik. Reaktor atomik. Nëndetëse atomike. Industria atomike. Armë (bombë) atomike. Shpërthim atomik. Kërpudhë atomike* lëmshi i zjarrtë që ngrihet si kërpudhë nga shpërthimi i një bombe bërthamore.
3. Që ka të bëjë me armët me force të madhe shpërthyese, të cilat shfrytëzojnë energjinë bërthamore të atomit; që zotëron ose që përdor këto armë. *Bazë atomike. Luftë atomike. Sulm atomik. Rrezik (shantazh) atomik.*
*it* Ombretlë atomike *shih tek* OMBRELLË,~A 3.
ATOMIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Specialist p6r
energjinë atomike.
2. *keq.* Ai që përkrah përdorimin e armëve atomike; aI që prodhon armë atomike.
ATRAKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *fit. shih* TËRHEQJE,~A 3. *Ligji i atraksionit. Veprimi i atraksionit.*
2. *kryes. sh. libr.* Lojna zbavitëse në vendet e argëtimit për të gjithë; diçka tërheqëse për vizitorët.
3. *vjet.* Numër tërheqës në një shfaqje estrade, cirku etj.; film dokumentar, kinoditar që jepej përpara filmit artistik.
ATRIBUT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. *filoz.* Veti thelbësore, e domosdoshme dhe e përhershme e një sendi a e një dukurie; cilësi që karakterizon një send a një dukuri. *Atribut i brendshëm i matëries. Atribut i një shoqërie.*
2. Veti karakteristike, tipar i përhershëm. *jep atributin që i takon.*
3. *kryes. sh. zyrt.* Të drejtat e cilësitë për të kr,yer një detyrë ose funksion shtetëror. *Me atributet e një qeverie.*
ATROFI,~A . *sh.* ~, ~TË *biol., mjek.* Dobësim, rrëgjim dhe mpirje e organeve a e indeve të veçantatë organizmit për shkak se u mungon ushqimi ose për shkak se qëndrojnë pa vepruar për një kohë të gjatë. *Atrofi e muskujve. Atrofi e dorës (e kockës).*
ATROFIZlM,~I *m. biol., mjek.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ATROFIZOJ, ATROFIZOHEM. *Atrofizimi i gjymtyrëve.*
ATROFIZOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III biol., mjek.* Dobësohet, rrëgjohet dhe mpihet për shkak të mungesës së ushqimit ose për shkak se qëndron pa vepruar për një kohë të gjatë (për një organ a për një ind të organizmit). *Atrofizohen muskujt. Atrofizohet dora.*
*2. fig. libr.* Humb vetitë a cilësitë e mira, me dobësohen a me pakësohen aftësitë krijuese, vyshkem. *atrofizohen aftësitë.*
ATROFIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. vela HI biol., mjek.* Dobëson, rrëgjon dhe mpio një organ ose një ind të organizmit.
2. *fig. libr.* E bëj dike të humbë vetitë e mira, ia dobësoj a pakësoj dikujt aftësitë krijuese, i ndaloj zhvillimin. *atrofizon vullnetin. E atrofizon shpirtërisht.*
ATU,~JA . *sh.* ~,~TË *libr.* 1. Letër bixhozi Që
fiton mbi të tjerat.
2. *fig.* Mjet i volitshëm që përdoret për të fituar ose për të arritur diçka. *Është atu në duart e tyre.*
ATY *ndajf.* 1. Në një vend të caktuar larg meje, po afër bashkëbiseduesit; në një vend të caktuar pranë një vendi tjetër të njohur; *kund.* këtu. *Që kë'tu deri aty. Aty rri. E ke aty. Po vij aty. Mbeti aty. Po aty.*
2. Në po atë vend ku kryhet edhe një veprim tjetër (e përsëritur në krye të fjalive); *kund.* këtu. *Aty gatuante, aty lante.*
3. Përdoret në fjalinë kryesore, me kuptimin "në atë vend", kur fjalia e varur fillon me ku, te; atje; *kund.* këtu. *Do të kthehemi përsëri aty ku ishim. 0 shtri aty ku nuk e zinte era.*
*4.* Rreth asaj kohe, afërsisht në atë kohë, at4herë. *Aty nga shtatori. Aty nga dreka. Aty nga ora pesë.Aty nga mesi i nates. Aty lashti. bised.* shumë kohë me pare. *Aty shpejti. bised.* ca kohë me pare, para pak kohësh. *Aty e prapa* që nga ajo kohë, që atëherë e paskëtaj.
5. Në tfi njëjtën kohë, po atëherë, here... here (e përsëritur në krye të fjalive). *Aty skuqej, aty zverdhëj. Aty qante, aty qeshte.*
6. Përdoret bashkë me një emër me parafjalë a me një ndajfolje për të treguar në mënyrë më të përcaktuar vendin larg nesh, po afër një vendi të njohur, në të cilin është diçka a kryhet një veprim; përdoret para një ndajfoljeje për të përforcuar kuptimin e saj. *Aty në dhomë. Aty të muri. Aty brenda. Atypranë (lart).*
*k* Aty për aty menjëherë, në cast, shpejt e shpejt, sakaq; në atë cast. Aty afër afërsisht, rreth, pothuaj. Aty edhe... deri, edhe, madje. Aty ta kam! *shih te* KAM Aty me rri *thjeshtligj.* ndalu në atë çështje, mos u largo nga ajo pike. Lindi (leu) e mbiu aty *shih te* LIND. Nuk e ka raendjen ity (në vend) *shih te* VEND, ~ I.

ATY-ATY *ndajf. bised.* 1. Pa kaluar shumë kohë, shpejt, në cast, menjëherë. *Aty-aty harron.*
2. Afërsisht njësoj, pothuaj barabar. *Aty-aty janë. Aty-aty të del.*
ATY-KËTU *ndajf.* 1. Në disa vende të shkëputura, vende-vende, jo kudo. *Dukeshin aty-këtu. Ndeshen aty-këtu.*
2. Here pas here, me të rrallë, herë-herë. *Aty-këtu shkëmbenin ndonjë fjalë.*
ATYPARI *ndajf.* 1. Afër një vendi të njohur, diku rrotull një vendi, pranë një vendi, diku aty afër. *Shkon (kalon) atypari.*
*2.* Rreth asaj kohe, afërsisht në atë kohë; pak kohë me pare, qëparë. *Nga dreka atypari. Në mars o atypari.*
3. Afërsisht aq, pothuajse aq. *Dyqind lekë o atypari.*
ATYPËRATYSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ndodh aty për aty, që bëhet atë cast, pa përgatitje paraprake; i menjëhershëm, i çastit. *Krijim i atypëratyshëm. Përgjigje e atypëratyshmë. Ndryshim i atypëratyshëm.*
ATYRE. 1. *dhan. dhe rrjedh. e përëm. vetor e dëft.* ATA,ATO.
2. *deft, bised.* Në ata ose në ato; atje në... (nëpër..., nga...); *kund.* këtyre. *A lyre maleve (fushave).*
ATYSHËM (i), ~ME(e) *mb.* Që është në një vend pranë bashkëbiseduesit ose pranë një vendi të caktuar larg nesh; që ndodhet aty; *kund.* i këtushëm. *Njerëzit ë atyshëm. Gjendja e atyshme.*
ATH *kal.,* ~A, ~UR. Mpij; athëtoj. *M'iathi duart acari. Të ath gojën.*
ATHEM *vetv.* Mpihem; athëtohem. *Me athen duart. Me athet gjuha.*
ATHËT,~IT (të) *as. shih* ATHTËSI,~A. *heq të athëtit.*
ATHËT(i,e) *mb.* l.Që është pak i thartë e që të mbledh gojën, gjysmë i thartë. *Mollë (kumbull) e athët. Lëpjetë e athët. Gjellë e athët. Verë e athët. Shije e athët.*
2. Që ka një erë si të thartë e të pakëndshmc, që të shpon a të djeg hundët. *Erë e athët. Tym i athët.*
3. Që është më të ftohtë të hidhur, që të than (për motin). *Kohë e athët. Dimër i athët.*
4. *fig.* Që është pak si i ashpër dhe i papëlqyeshëm, i tillë që nuk të vjen mirë kur e dëgjon; i thartë, i pakëndshëm. *Fjalë të athëta. I athët nga goja.*
5. *fig.* Që nuk duron ta prekësh, zemërak, idhnak, i ashpër (për njerëzit). *Djalë i athët,*
ATHËT *ndajf.* Në mënyrë jo të këndshme, thartë, hidhur; pak si ashpër. *Me erdhi athët. I foli athët.*
ATHËTI,~A . *shih* ATHTËSI,~A. *Ka shumë athëti.*
ATHËTlM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve t8 foljeve ATHËTOJ, ATHËTOHEM.
2. Shijc e athët; athëtirë, athtësi. *Kam një athëtim në gojë.*
3. Athëtimë. *Fryn një athëtim.*
ATHËTIMË,~A . Të ftohtë i thatë me erë të mprehtë; thëllim, fraq me ngricë. *Dridhej nga athëtima.*
ATHËTlRË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Diçka që ka shije të athët, gjë e athët; shije e athët, thartirë. *Nuk hahen ato athëtira.*
2. *vet. nj.* Athtësi. *Ka shumë athëtirë.*
ATHËTOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet i athët, merr shije të athët. *U athëtua vera.*
2. Me mbetet një shije e athët në gojë, me thartohet e me mblidhet goja nga athëtira. *U athëtua nga kumbullat.*
3. *fig.* Nuk me vjen mirë, me vjen hidhur a thartfi nga fjalët e dikujt.
4. Mpihem nga të ftohtët.
ATHËTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të athët, i jap shije të athët. *E athëton verën. E athëtoj gjellën.*
2. *vet. veta III.* Me lë një shije të athët në gojë, me tharton e me mbledh gojën nga athëtira. *Ma athëtuan gojën kumbullat.*
ATHËTOR,~E *mb.* I athët. *Kumbull (mollë) athëtore.*
ATHËTUAR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë i athët, që ka marrë shije të athët.
2. *fig.* Që është hidhëruar, që është i pakënaqur c i zemëruar nga diçka e keqe.
ATHJE,~A. *sh.* ~E, ~ET *bot. shih* ATHJEZ,~A.
ATHJEZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me trup të vogël e të degëzuar, me lule ngjyrë trëndafili, të verdha a të kaltërta dhe me gjemba të mprehtë e të helmet; ferrënuse. *Rrënjët e athjëzës. Zë athjeza gruri.*
ATHTËSI,~A . Të qenët i athët, shije e athët; shkalla e të athëtit. *Athtësia e verës. I heq ithtësinë.*
ATHTËSlM,~I *m. shih* ATHËTlM,~I. ATHTËSOHEM *vetv. shih* ATHËTOHEM. ATHTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* ATHËTOJ. ATHTËSUAR (i, e) *mb. shih* ATHËTUAR (i, e).
AUDIENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zyrt.* Pranimi i një personi, i një delegacioni etj. nga kryetari i shtetit ose nga një përfaqësues tjetër i lartë i shtetit për të biseduar në mënyrë zyrtare. *Audience zyrtare (private). Kërkoj audience. Pres (pranoj) në audience. Kam audience me dike. Thërres në audience. Audienca mori fund (mbaroi).*
AUDITOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Sallë e posaçme për të mbajtur leksione, referate etj., zakonisht nëndërtesën e një shkolle të lartë. *Auditorët e universiletit. Hyj (zë vend) në auditor. Dal nga auditori.*
*2. përmb.* Tërësia e dëgjuesve të një leksioni, të një referati etj., zakonisht të mbledhur në një sallë. *Auditor* i *gjerë (i ngritur). Shumica e auditor it. Flas përpara një auditori.*
3. *fig.* Vend ku mësohet për të zgjeruar e për të thelluar njohuritë teknike e shkencore, politike, ideologjike etj. *Kthehet në një auditor të madh.*
AULLIMË,~A *sh.* ~A, ~AT. *shih* ANGULLIMË,~A,.
AULLIN *jokal.,* ~U, ~RË. *shih* ANGULLIN,.
AUREOLË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Rreth i shkëlqyer që shihet përqark një sendi të ndritshëm, brerore. *Aureole e ndritshme. Aureole drite. Aureola e hënës (e diellit). Ndrit si aureole.*
*2. fet.* Kurorë e ndritshme që u pikturohet përqark kokave të shenjtorëve në ikonat, për të treguar shenjtërinë e tyre sipas paragjykimeve fetare.
3. *fig.* Shkëlqimi i madhështisë, i lavdisë ose i nderimit, që rrethon dike a diçka. *Aureola e lavdisë (e fitores). I rrethuar me një aureole. Krijoj një aureole rreth dikujt. I heq aureolën di,kujt.*
AURORË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* Ndriçimi i qiellit në mëngjes para se të lindë dielli, agu i mëngjesit; agim. *Drita e aurorës.*
*it* Aurora boreale agimi polar i Vcriut, agimi verior.
AUSTRALIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Australisë ose ai që e ka prejardhjen nga Australia; pjesctar i popullsisë së Australisë.
AUSTRALIAN,~E *mb.* Që lidhet me Australinë ose me australianët, që është karakteristik për Australinë ose për australianët, i Australisë ose i australianëve; që është krijuar nga australianët. *Kontinenti australian. Popullsia*

*australiane. Bregdeti australian. Kultura australiane. Struci australian.*
AUSTRIAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Austrisë ose ai që e ka prejardhjen nga Austria.
AUSTRIAK,~E *mb.* Që lidhet me Austrinë ose me austriakët, që është karakteristik për Austrinë ose për austriakët, i Austrisë ose i austriakëve; që është krijuar nga austriakët. *Populli austriak. Ekonomia austriake. Kufiri austriak. Ushtria austriake. Armë të prodhimit austriak.*
AUTARKl,~A *ek.* Politike ekonomike e shteteve imperialiste, që synon të krijojë një ekonomi kombëtare të mbyllur, për të përgatitur luftëra pushtuese; gjendja e një shteti ose synimi për t'u mbyllur brenda caqeve të ekonomisë së vet për plotësimin e të gjitha kërkesave. *Palitika e autarkisë. Bie në autarki.*
AUTARKIK,~E *mb. ek.* Që mbyllet brenda caqeve të ekonomisë së vet për plotësimin e të gjitha kërkesave, që bazohet në autarki. *Ekonomi autarkike. Shtet autarkik. Plan autarkik.*
AUTENTlK,~E *mb. libr.* 1. Që është i saktë e i sigurt, që nuk ngjall dyshime, i vërtetë. *Fakt (lajm) autentik. Burim autentik.*
2. Që nuk është kopje e diçkaje, origjinal. *Dokument autentik. Vepër autentike.*
3. *drejt.* Që është vërtetuar zyrtarisht sipas origjinalit, që përputhet plotësisht me origjinalin; që është i njëjtë me një tjetër. *Kopje autentike.*
AUTO- i *fjalëform. libr.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, që ka kuptimet: 1. Automobilistik, i automobilave, që ka të bëjë me automjetet, i automjeteve; p.sh. autogarazh, autokolonë, autoreport, autopark, autotransport etj.
2. Që është vendosur në një automobil, automobil; p.sh. autoambulancë, autodyqan, autokinema, autosondë, autovinç etj.
AUTO- ii *fjalëform. libr.* 1. Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, që ka kuptimin: “vetëlëvizës, që lëviz me motor të vetin”; p.sh. autokombajnë, automjet, autoqerre etj.
2. Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, që ka kuptimin: “automatik, që punon në mënyrë automatike”; p.sh. autopilot, autotimonier etj.
AUTO- in *fjalëform. libr.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, që nga kuptimi u përgjigjet fjalëve: i vet, i vetes; vetë: p.sh., autoakuzë, autobiografi, autogol, autokonrroll, autoportret etj.
AUTOAMBULANCË,~A *sh.* ~A, ~AT. Automjet i pajisur për ndihmën e shpejtë mjekësorc dhe për të mbartur të sëmurët. *Autoambuianca e spitalit (e poliklinikës). Autoambuianca e ndihmës së shpejtë. Shoferi i autoambulancës. Shkoj (marr) me autoambulancë.*
AUTOBIOGRAFl,~A *sh.* ~, ~TË. Jetëshkrimi i një njeriu, i hartuar nga ai vetë. *Autobiografia e kandidatit (e shkrimtarit). Shkruaj autobiografinë. Bëj autobiografinë. bised.* tregoj shkurt për jetën time.
AUTOBIOGRAFlK,~E *mb.* Që ka të bëjë me autobiografinë; që është si autobiografi; që lidhet me vetë jetën e autorit. *Vepër autobiografike. Tregim autobiografik. Shënime autobiografike.*
AUTOBLlNDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Automjet luftarak i blinduar dhe i pajisur me armë, i cili shërben për mbrojtje, për zbulim e për ndërlidhje. *Kulla e autoblindës. Qëlloi një autoblindë. Patrullon me autoblindë.*
AUTOBOT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Automjet i pajisur me një fuçi të madhe e të gjatë, që shërben për mbartjen e ujit, të benzines e të lëngjeve të tjera. *Autoboti i ujit. Autobot për qumësht (për verë). Çoj me autobot. Mbush autobotin.*
AUTOBUS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Automjet i mbuluar e me shumë vende për udhëtarë. *Autobus i madh (me dy pjesë). Stacion autobusi. Shofer autobusi. Biletë autobusi. Hipi në autobus. Zbres nga autobusi. Niset (vjen) autobusi.*
AUTOCISTERNË,~A *sh.* ~A, ~AT. *shih* AUTOBOT,~I.
AUTODIDAKT,~E *mb. libr.* 1. Që meson shkrim e këndim dhe shkollohet vetë, pa mësues; që bëhet specialist në një fushë të caktuar duke mësuar vetë, pa ndjekur shkollë të rregullt. *Njeri autodidakt. Filozof autodidakt. Në mënyrë autodidakte.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
AUTODROM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fushë me piste e me pajisje të posaçme për provat e automobilave ose për stërvitjet dhe garat sportive me automobila. *Gara në autodrom. Eci (dal) në autodrom.*AUTODYQAN,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Automjet i përshtatur për të shitur mallra nëpër fshatra. *Dërgoi autodyqanin.*
AUTOFRIGORIFER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Automjet i pajisur me frigorifer për mbartjen e mishit, të peshkut dhe të sendeve të tjera ushqimore në gjendje të freskët a të ngrirë. *Mbart me autofrigorifer.*
AUTOGARAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Garazh për automjetet. *Ndërtoi një autogarazh.*
AUTOGOL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Gol që ben padashur një lojtar futbolli në portën e skuadrës së vet. *Bëri (shënoi) një autogol. Humbert me autogol.*
AUTOGRAF,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Nënshkrim, që i merret kryesisht një njeriu të njohur në një fushë, për ta mbajtur si kujtim; nënshkrimi i autorit me dorën e vet në një kopje të veprës Së botuar. *Libër (fotografi) me autograf. Bllok aulograftsh. I kërkoj autografin. Jap me autograf.*
2. Teksti i një autori, i shkruar me dorën e tij.
AUTOINSPEKTORAT,~I *m.* Organ shtetëror që kontrollon zbatimin e rregullave të qarlcullimit nga shoferët dhe gjendjen e automjeteve. *Autoinspektorati shtetëror. Dega e autoinspektoratit. Organet e autoinspektoratit. Kontrollor i autoinspektoratit.*
AUTOKINEMA,~JA . *sh.* ~, ~TË. Automjet i pajisur me aparat projektimi për të shfaqur filma zakonisht në vende të hapura.
AUTOKLAVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Enë krejt e mbyllur, në të cilën me anë të trysnisë së lartë të aVullit ose të temperatures Së lartë sterilizohen veglat mjekësore e sende të tjera, kryhen procese teknologjike etj. *Autoklavë për sterilizim. Fut çarçafët në autoklavë.*
AUTOKOLONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Varg automobilash në rrugë, kolonë automjetesh. *Autokolonë e gjatë. Kreu (fundi) i autokolonës. Niset autokolona.*
AUTOKOMBAJNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kombajnë e pajisur me motor, më të cilin lëviz vetë, si edhe pjesët e saj për korrje e shirje. *Korr me autokombajnë.*
AUTOKRACl,~A . *libr.* Sistem qeverisjeje, në të cilin pushteti i lartë është në duart e një njeriu, të mbretit a të perandorit; absolutizëm. *Autokracia cariste. Zgjedha e autokracisë. Përmbysën autokracinë.*

AUTOKRAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që ka në duart e veta gjithë pushtetin e lartë, ai që sundon me pushtet të pakuftzuar, sundimtar absolut.

AUTOKRATIK,~E *mb.* Që mbështetet në autokraci, që ka si forme qeverisjeje autokracinë; absolut. *Shtet (regjim) autokratik. Pushtet autokratik. Sundim autokratik.*

AUTOKRITIK,~E *mb.* Që mban qëndrim kritik kundrejt të metave të veta, që zbulon e pranon haptas dhe me vetëdije gabimet e veta dhe përpiqet t'i ndreqë; që përmban autokritikë; vetëkritik. *Qëndrim autokritik. Vlerësim (diskutim) autokritik. Frymë autokritikë. Me sy autokritik.*

AUTOKRITIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zbulimi, pranimi i vetëdijshëm dhe dënimi i gabimeve të veta për t'i ndrequr; qëndrimi kritik kundrejt të metave të veta në punë, në sjellje etj., si metodë revolucionare
e zhvillimit të shoqërisë socialiste; vetëkritikë. *Autokritikë parimore (formate). Autokritikë e forte (e shëndoshë, e sinqertë). Forcimi (gjallërimi) i autokritikës. Në frymën e kritikës e të autokritikës. Bëj autokritikë.*

AUTOKTON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Pjesëtar i popullsisë fillestare të një vendi; banor i një vendi ku kanë jetuar paraardhësit e tij që në kohët më të lashta; vendës, anas, rrënjës.

AUTOKTON,~E *mb. libr.* 1. Që është rrënjës në një vend; që banon në ate vend ku kanë jetuar paraardhësit e tij që në kohët më të lashta; vendës, anas. *Populhi autoktone. Banorët autoktonë.*

2. Që është i atij vendi, që nuk është i ardhur; që është krijuar aty ku ndodhet sot. *Bimë autoktone. Tokë autoktone.*

AUTOKTONl,~A . *tibr.* Të qenët autokton, karakteri autokton. *Autoktonia e shqiptarëve. Autok~ tonia e një bime.*

AUTOMAT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *tek.* Makinë ose aparat që punon vetë me anë të një mekanizmi të posaçëm, pa pjesëmarrjen e drejtpërdrejtë të njeriut. *Automate elektrikë. Automati i tharjës. Automat me gaz. Pajis me automat.*

2. *fig.* Ai që vepron a që kryen diçka pa vetëdije ose pa u menduar; ai që vepron në mënyrë mekanike sipas dëshirave ose udhëzimeve të një tjetri.

AUTOMAT,~E *mb. libr.* Që bëhet pa vetëdije a pa u menduar për të; që vepron në mënyrë mekanike sipas dëshirave ose udhëzimeve të një tjetri, që e kryen diçka Si automat. *Lëvizje automate. Në mënyrë automate.*

AUTOMATlK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *usht.* Armë zjarri afërsisht sa pushka, me tytë jo të gjatë, që përdoret për qitje të shpejta automatike. *Karikatori* i *automatikut. Breshëri automatiku. Qitje me awtomatik. Mbush automatikun. Shtie me automatik.*

2. *tek.* Mekanizëm i posaçëm që vë në lëvizje një makinë ose një pajisje pa ndërhyrjen e drejtpërdrejtë të njeriut; automat. *Automatiku i ndërruesit të dritave. Automatiku i frenave të dorës.*

3. *thjeshtligj.* Qendra për lidhjen automatike të telefonave midis tyre. *Linja e automatikut. Lidhem me automatikun.*

AUTOMATlK,~E *mb.* 1. *tek.* Që punon vetë me ndihmën e një mekanizmi të posaçëm, pa pjesëmarrjen e drejtpërdrejtë të njeriut; që bëhet me anë të një automati. *Aparat automatik. Makinë automatike. Central (telefon) automatik. Frena automatike. Station automatik. Komandim automatik. Punon në mënyrë automatike.*

*2. fig.* Që bëhet sipas një rregullsie të caktuar, pa pjesëmarrjen e vetëdijes ose pa u menduar; i vetvetishëm. *Lëvizje automatike. Veprim automatik. Në mënyrë automatike.*

3. *usht.* Që i qit predhat pa ndërprerje njëra pas tjetrës, që shtie me breshëri. *Armë (pushkë) automatike. Top automatik.*

Çelës automatik *shih te* ÇELËS,~I.

AUTOMATIKËS, ~I *m. sh.* ~, ~IT *usht.* Luftëtar i armatosur me automatik. *Skuadër automatikësish. Grupi* i *automatikësve.*AUTOMATIKËS,~E *mb. usht.* Që është i armatosur me automatik. *Skuadër automatikëse.*

AUTOMATIKISHT *ndajf.* 1. Me ndihmën e një mekanizmi të posaçëm, pa pjesëmarrjen e drejtpërdrejtë të njeriut, në mënyrë automatike. *Punon automatikisht. Kryhet automatikisht.*

*2. fig.* Në mënyrë mekanike, sipas një rregullsie i6 caktuar, por pa u menduar, pa vetëdije; si automat. *Flet (vepron) automatikisht. për sir it automatikisht.*

3. Vetvetiu, pa qenë nevoja për ndonjë veprim plotësues ose për ndonjë kusht a rrethanë tjetër. *E fiton automatikisht. Kalon automatikisht në kategori tjetër.*

AUTOMATlZËM,~MI *m. libr.* 1. Kryerja e një veprimi, e një lëvizjeje, e një pune etj., në mënyrë të vetvetishme, pa pjesëmarrjen e vullnetit; kryerja e veprimeve ose e lëvizjeve shpejt, mekanikisht dhe me përpikërinë e një automati. *Automatizmi i zemrës.*

*2. fig. keq.* Kryerja e një veprimi a e një pune në mënyrë mekanike, si pa vetëdije, pa u menduar ose sipas dëshirave a udhëzimeve të një tjetri.

AUTOMATIZlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve AUTOMATIZOJ, AUTOMATIZOHET.
*Automatizimi i plotë. Automatizimi i prodhimit. Automatizimi i shprehive.*

AUTOMATIZOHET *vetv.* 1. *libr.* Bëhet automate (një shprehi etj.), përvetësohet aq mirë sa kryhet si pa vetëdije e në mënyrë mekanike. *Automatizohet një shprehi (një veprim).*

2. *tek. Pës. e* AUTOMATIZOJ. *Automatizohen minierat.*

AUTOMATIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Pajis një degë të prodhimit me makina e aparate automatike, e bëj të prodhojë në mënyrë automatike. *Automatizoj prodhimin.*

AUTOMJET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Mjet i pajisur me motor, që shërben për mbartjen e udhëtarëve ose të mallrave në rrugë tokësore; automobil, makinë. *Automjete ushtarake. Goma automjetesh. Qarkullimi i automjeteve. Dërgoj me automjet. Ngas një automjet.*

AUTOMOBlL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Automjet me madhësi e forma të ndryshme (si autobusi, kamioni, vetura etj,), që shërben për mbartjen e udhëtarëve ose të mallrave, për gara sportive etj.; makinë. *Automobil sportiv. Automobil udhëtarësh. Buria e automobilit. Rrugë automobili. Uzinë automobilash. Udhëtoj (shkoj) me atomobil. Ngas automobilin. Hipi në automobil.*

AUTOMOBILlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *sport.* Ai qe merr pjesë në gara sportive me automobil, ai që merret me automobilizëm.

2. *vjet.* Shofer.

AUTOMOBIUSTIK,~E *mb.* Që lidhet me automobilat, i automobilave; që bëhet me anë të automobilave. *Rrugë*

*automobilistike. Park automobilistik. Transporti automobilistik.*
AUTOMOBILlZËM,~MI *m. sport.* Sporti i garave me automobila. *Gara automobilizmi. Rreth automobil iz mi. Menem me automobilizëm.*
AUTONOM,~E *mb.* 1. Që ka të drejtën të vendosë në mënyrë të pavarur për punët e popullsisë
së vet dhe të qeversiset sipas ligjeve të veta, brenda sistemit të një shteti të madh; që ka autonomi. *Shtet autonom. Republikë (krahinë) autonome.*
2. Që është i pavarur; që vepron vetë, pa iu nënshtruar lidhjeve me një tërësi më të madhe. *Ndërmarrje (degë, njësi) autonome. Report autonom. Ekonomi autonome. Zhvillim autonom. Veprime autonome.*
AUTONOMI,~A . 1. E drejta e një vendi për të vendosur për punët e veta dhe për t'u qeverisur sipas ligjeve të veta, brenda sistemit të administrimit të një shteti më të madh, vetëqeverisje. *Autonomi politike (ekonomike, kulturore), Autonomi kombëtare (krahinore). I jep autonominë. Fitoi (shpalli) autonominë. Lufton për autonominë.*
2. Mundësia për të punuar a vepruar në mënyrë të pavarur, pa iu nënshtruar lidhjeve me një tjetër, zakonisht të një shkalle më të lartë. *Veproj në autonomi të plotë. Kam autonomi në punë.*
AUTONOMIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që lufton për autonominë politike të një vendi.
AUTONOMlST,~E *mb.* Që kërkon autonomi, që lufton për autonomi; që përkrah kërkesat për autonomi. *Lëvizje autonomiste. Program autonomist. Politike autonomiste. Prirje autonomiste.*
AUTOOFIÇtNË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Punishte e vogël mekanike, ofiçinë e vendosur në një automjet.
AUTOPARK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. Vend ku mbahen dhe ndreqen automjetet; park automobilistik. *Makinat e autoparkut. Shoferët e autoparkut. Ofiçina e autoparkut.*
AUTOPORTRET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Portret i një piktori, skulptori a shkrimtari, që e ka bërë ai vetë. *Autoportreti i piktorit. Bëj (punoj) një autoportret.*
AUTOPSI,~A . *sh.* ~, ~TË *mjek., veter.* Hapja e një kufome dhe shqyrtimi i saj për të gjetur shkakun e vdekjes (e ngordhjes) ose për qëllime studimi. *Autopsia e kufomës (e trupit). Salla e autopsisë. Bëj autopsinë.*
AUTOQEFAL,~E *mb. vjet.* 1. I pavarur. *Shoqërt autoqefale.*
*2. fet.* Që nuk varej nga Patrikana e Statnbollit. *Kisha autoqefale.*
AUTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Krijues i një vepre letrare ose i një vepre tjetër artist ike; hartuesi i një punimi Shkencor, i një projekti, i një shkrimi etj. *Autorë bashkëkohës. Autorët e vjetër. Autor i panjohur (anonim). Autori i një vepre (romani, novele...). Autori i tablosë (i skulpturës...). Autori i projektit (i shpikjes...). Autori i artikullit (i letrës...). Veprat e autorit. Emri i autorit. E drejta e autorit. Citoj një autor.*
*2.* Ai që ka bërë një veprim të caktuar; ai që ka kryer një faj, një krim etj. *Autori i golit. sport. Autori* i *fajit (i krimit).*
AUTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* AUTOR,
~I. *Autore e re. Autorja e shkrimit.*
AUTOREPART,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Repart automobilistik ushtarak; autopark ushtarak.
AUTORËSI, ~A . Të qenët autor i diçkaje; përkatësia e një vepre letrare, artistike, shkencore etj.një a me shumë autotëve. *Autorësia e tekstit. E drejla e autorësisë. I njoh autorësinë. Provohet autorësia.*
AUTORITAR,~E *mb.* 1. Që kërkon nënshtrim a bindje të verbër e pa kundërshtim ndaj pushtetit dhe autoriteteve. *Shtet (regjim) autoritar. Qeveri autoritare.*
2. Që ushtron me rreptësi autoritetin e vet, që kërkon bindje pa fjalë; që shpreh një urdhër të prerë, që nuk lejon kundërshtim. *Prind (njeri) autoritar. Qëndrim autoritar. Zë (ton) autoritar. Në mënyrë autoritare.*
AUTORITET,~I m. 1. Nderim, respekt i fituar me punë e me meritë; vlerë, rëndësi dhe aftësi e dikujt, që pranohen nga të gjithë dhe që ngjallin bindje e besim. *Autoritet i madh (i merituar). Autoriteti ndërkombëtar. Autoriteti i prindit (i mësuesit). Autoriteti i Shqipërisë në botë. Njeri me (pa) autoritet. Kam (gëzoj, fitoj) autoritet. Rrit (ngre) autoritetin. Mbaj (humbas) autoritetin. Përdor autoritetin. I ulet (i bit) autoriteti. Plet me autoritet.*
2. E drejta për të ushtruar një pushtet, forca detyruese për t'iu bindur një organi të pushtetit. *Autoriteti shtetëror. Autoriteti i ligjit.*
3. *kryes. sh.* ~E, ~ET. Përfaqësuesit kryesorë të pushtetit civil ose ushtarak të një vendi; organet e pushtetit. *Autoritetet civile (shtetërore, ushtarake). Autoritetet e vendit. Autoritetet e pushtimit. Përfaqësues i autoriteteve.*
4. *sh.* ~E, ~ET. Njeri i shquar në një fushë të shkencës, të letërsisë etj., mendimi i të cilit pranohet nga rrethe të gjera, njeri i shquar që ushtron ndikim të dukshëm në shoqëri. *Autoritet i madh (i njohur). Autoritet në shkencë. Mbështetem te një autoritet. Mbahet si autoritet në një fushë.*
AUTORITETSHËM (I), ~ME (e) *mb. libr.* 1. Që nderohet e vlerësohet nga të gjithë, që ka autoritet. *Shkrimtar i autoritëtshëm. Mësues i autoritetshëm.*
*2.* Q4 mund t'i besohet pa e vënë në dyshim, plotësisht i besueshëm. *Burim i autoritëtshëm. Zëdhënës i autoritëtshëm.*
AUTORIZIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve AUTORIZOJ, AUTORIZOHEM. *Me autorizim të organeve. Kam autorizimin e dikujt. Man autorizim prej dikujt.*
*2.* Shkresë më të cilën i jepet e drejta dikujt të kryejë një punë në emër të atij, që e ka lëshuar këtë shkresë; dokumcnt zyrtar që lejon dike për të bërë një veprim a një punë. *Autorizim për shtëpi. Autorizim për gjueti (për tërheqjen e të hollave). Lëshoj (jap) autorizim. Kam (marr) autorizim. Lejohet me autorizim.*
AUTORIZOHEM. *Pës. e* AUTORIZOJ. *Jam autorizuar të veproj.*
AUTORIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ngarkoj dike zyrtarisht të ktyejë një punë, ia besoj dikujt plotësimin e një detyre, duke i dhënë fuqi të plotë; i jap, i lëshoj dikujt një autorizim. *Autorizoj një përfaqësues. E autorizoj të tërheqë të holla.*
2. Lejoj dike të bëjë diçka, i jap të drejtën për të kryer një veprimtari. *Nuk e ka autorizuar kush të flasë.*
AUTOTRANSPORT,~I m. 1. Mbartja me anë të automjeteve. *Autotransporti i brendshëm. Shpenzimet e autotransportit.*
2. *kryes. sh.* ~E, ~ET. Tërësia e automjeteve dhe e pajisjeve për mbartjen e mallrave; dega e transportit me anë të automjeteve.
AUTOVINÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT *tek.* Vinç i vendosur në automjet. *Krahu i autovinçit. Ngre me auto vinç.*

AUTOVINÇIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *tek.* Ai që punon me autovinç, ai që drejton autovinçin.
AUTOZJARRFIKËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *tek.* Automjet me pajisjet e nevojshme për të shuac zjarret, makinë zjarrfikëse.
AVANCË,~A *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. *fin.* Page ose diçka tjetër, që merret para kohës së caktuar; paradhënie. *jap avancë. Marr avancë. Kthej avancën.*
*2. fig.* Epërsi e fituar ose epërsi që i jepet tjetrit që në fillim. *Dy pike avancë. Jam në avancë. I jap avancë.*
*ie* Me avancë... para afatit, para kohës së caktuar.
AVANCIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve AVANCOJ, AVANCOHET.
*Avancimi i planit (i zotimeve). Avancimi i shpimit. Avancimi i trupave. Avancimi i ores astronomike. Plani i avancimeve. Ritmi i avancimit. Ballii avancimit. min.*
AVANCOHET *libr.* 1. *Pës. e* AVANCOJ $_2$- *Avancohet plani. U avancua detyra.* 2. *pavet.* Ecet përpara, përparohet.
AVANCOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *libr,* 1. *shih* PËRPAROJ. *Avancoj me shpejtësi. Avancoj drejt... (në drejtim të...).*
*2. kal.* Shkurtoj kohën e parashikuar për të bërë diçka, afroj afatin e përfundimit të një pune; marr zotim të shtoj a të rrit vëllimin e një pune të parashikuar. *Avancoj planin (zotimin). Avancoj detyrat*
*(normal).*
AVANTAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Epërsi mbi një tjetër, të qenët me përpara a me lart se një tjetër; gjendje më e mirë në knahasim me dike a diçka. *Avantazh i madh (i përkohshëm). Lojë e avantazhit. sport. Kam avantazh. Ruaj (rrit) avantazhin. Jam (kaloj) në avantazh.*
*2.* Përfitim nga diçka në krahasim me një tjetër, dobi, e mirë. *Avantazhe ekonomike (materiale). Ka avantazh.*
AVAR,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kalli misri, zakonisht i zgjedhur për fare, që varet në trarët e shtëpisë për t'u tharë e për t'u ruajtur. *Vë avarë.*
AVARDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj rrjete e vogël për peshkim.
AVARI,~A . *sh.* ~, ~TË *tek.* Dëmtim i një makine, i një mekanizmi etj. gjatë kohës së punës ose gjatë lëvizjes. *Avari e lehtë (e rëndë). Brigada e avarive. Pus në avari. Në rast avarie. Ka (ndodh) një avari. Pësoi një avari. Shkaktoj (shmang, mënjanoj) avarinë.*
AVARf *ndajf. vjet.* Së bashku, së toku, të gjithë në një grup. *Shkuan avari.*
AVASH *ndajf. bised.* 1. Pa u nxituar, ngadalë, jo shpejt. *Eci avash. Punoj avash. Vjen avash. E bëj (e marr) avash.*
*2.* Me zë të ulët, ngadalë; pa u ndier, pa bërë zhurmë. *Flas avash. Ngrihem avash. Afrohem (futem) avash.*AVASH-AVASH *ndajf. Bised.* Dalëngadalë. *Erdhi avash-avash, Avash-avash bëhet shelegu dash. fj. u.*
AVASHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* I avashtë.
AVASHLLËK,~U *m. bised.* Ngadalësi e madhe, plogështi. *Eci me avashllëk. Punon me avashllëk. E bin me avashllëk. Luftoj avashllëkun.*
AVASHTË (i,e) *mb. bised.* 1. Që nuk nxitohet, që nuk punon a nuk vepron shpejt; që bëhet ngadalë; që thuhet a këndohet shtruar (për fjalët, këngët). *Hap i avashtë. I avashtë në punë. Këngë e avashtë. E ka fjalën të avashtë.*
2. Që thuhet me zë të ulët, që nuk dëgjohet fort. *Me zë të avashtë.*
AVAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Melodi, këngë; motiv i një kënge ose i një pjese muzikore. *Avaz i bukur. Avaz fyelli. la man (ia them, i bie) një avazi.*
*2. fig.* D;çka që përsëritet në mënyrë të njëjtë, diçka që është.bërë zakon; diçka e mërzitshme dhe e padeshirueshme, ngaqë përsëritet gjithnjë. *Avazi i vjetër (i mëparshëm, i pare). Avazi i përditshëm. Të njëjtin avaz. Po ky (ai) avaz. Filloi avazin. S"di tjetër avaz.*
3. Kokëçarje, shqetësim, ngatërresë që del në një punë a në një çështje. *Ka avaze ajo punë. Hap avaze. Dalin avaze. FiUojnë avazet. J nxjerr avaze dikujt.*
4. *këq.* Ves, huq, zakon i keq i dikujt; e metë, do*bësi Njeri me avaze.* S *ka lënë (s'i harron) avazet e vjetra. Hoqi dorë (filloi përsësi) nga avazet e mëparshme.*
Avazi i Mukës *keq.* gjë e vjetër, që është thënë e stërthënë; diçka e njohur, që është përsëritur vazhdimisht. (Këndoj, i heq këmbët, i hedh hapat) sipas avazit *të dikujt keq.* sipas dëshirave të dikujt, siç ka qejf ose siç me porosit dikush. I We një (po atij) avazi (mban një avaz) *keq.* vepron në të njëjtën mënyrë ose flet po të njëjtat gjëra, i bie fyellit në një vrimë. I mban avazin (i shkon pas avazit, i vete pas avazit) i shkon pas qejfit, vepron sipas dëshirave e porosive të dikujt. Ia mban avaz ia përmend vazhdimisht, ia përsërit shumë here, ia mban këngë.
AVDALL,~E *mb. thjeshtligj.* 1. Që ka trup të madh, por jo të lidhur e të hijshëm, që mezi ecën e mezi vërtitet për shkak të trupit të rëndë, i ngathët. *Trup avdall. Burrë avdall. Kale avdall.*
2. I trashë nga mendja, që sillet e flet si budalla ose që i lëshon fjalët pa u menduar, i pagdhendur, i çrregullt. *Njeri avdall. Grua avdalle. Avdall nga mendja.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
AVDALLÇE *ndajf. thjeshtligj.* 1. Në mënyrë të ngathët, pa shkathtësi; melëvizje të ngadalshme e të plogështa. *Ecën avdallçe. Punon avdallçe.*
2. Në mënyrë të trashë e të pagdhendur, si budalla, si avdall. *Flet avdallçe.*
AVDES,~I *m. fet.* Riti i larjes së duarve, të fytyrës e të këmbëve, që bëjnë myslimanët para Iutjeve në përputhje me dogmën fetare (në vendet ku vepron feja myslimane; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Uji i avdesit. Merrnin avdes. Hoqën dorë nga avdesi.*
AVDESHANË *[lexo* avdeshanë], ~A . *sh.* —A, ~AT *vjet.* 1, Sqoll. *lanin enët në avdeshanë.* 2. Nevojtore.
AVENTURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ndodhi
e rastit në jeten e dikujt, më të papritura e me rreziqe. *Aventurë dashurie. Roman aventurash. Jetë mt aventura. Bin aventura.*
2. *keq.* Punë e rrezikshmc dhe e pamenduar, që niset pa peshuar rrethanat, mundësitë e fore at, veprim *cfi* fillohet pa parashikuar përfundimin, pa llogaritur pasojat. *Aventurë politike (ushtarake). I futet një aventurë. Hidhet në aventura.*
AVENTURIER,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që kërkon e bën aventura, njeri i dhënë pas aventurave. *Jetë aventurieri.*
*2.* Ai që vepron pa parime, njeri që kryen veprime të papeshuara, të rrezikshme e të pandershme, ai që ka prirje për aventurizëm. *Aventurier i njohur.*
3. if *mb.* <, ~E. Që vepron pa parime e me mendjelehtësi, që u hyn punëve të rrezikshme pa i peshuar mirë, që kërkon e bën aventura. *Tip aventurier. Politikë aventuriere. Plan aventurier.*

AVENTURfZËM,~MI *m. libr.* Veprimtari që synon të arrijë lehtë një qëllim të caktuar me përpjekje të pamatura, të papeshuara e pa parim; prirje për aventura. *Aventurizëm politik. Bie (kalon) në aventurizëm.*

AVERMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Gjalmë. zakonisht prej lëkure, që përdoret për të qepur ose për të lidhur opingat; retër. *Dredh overmen. Qep mt avermë.*

AVERMOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *krahin.* Qep ose lidh opingat me avermë; lidh pisk, shtrëngoj fort. *Avermoj opingat.*

AVËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Ajër i ngrohtë ose erë e ngrohtë që të zë fry men; zagushi. *Aver e madhe (e keqe). Bën (është) aver.*

*2.* Afsh i nxehtë, afsh zjarri; vapë. *Të djeg avra. Ndiej një aver në trup.*

3. Erë e hollë dhe e ftohtë, thëllim, acar. *Fryn nji aver.*

4. Akullishtë; rrasc akulli që rri mbi ujë.

AVËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Vend i hap6t. hapësirë; tokë e gjerë e papunuar. *Avrat e maleve.*

AVIACION,~I *m.* 1. Teoria dhe praktika e fluturimeve me mjete më të rënda se ajri, lundrimi ajror si degë e shkencës për lëvizjen me mjete fluturuese. *Shkollë aviacioni. Teoria e aviacionit. Zhvttlimi i aviacionit.*

2. Tërësia e mjeteve për fluturime ajrore; flota ajrore. *Aviacioni civil (ushtarak). Industria e aviacionit. Fushë (bazë) aviacioni. Arma e aviacionit. Komanda e aviacionit.*

AVIATOR, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që drejton fluturimin e një aeroplani ose të një mjeti tjetër ajror, pjesëtar i ekuipazhit të një avioni, pilot. *Aviatorët civile (ushtarake). Kostum aviatorësh. Bëhem aviator.*

*AUTO- fjalëform. libr.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, e cila u përgjigjet nga kuptimi fjalëve: 1. I aviacionit, i avionit; p.sh. aviobombë; aviokimik, aviomekanik, aviomodelist, avioregjiment etj.

2. Ajror; p.sh. aviodesant, aviotransport etj.

AVIOMODEL,~I m. *sh.* ~E, ~ET *tek., sport.* Model aeroplani, i ndërtuar nga specialistët ose nga amatorët e aviomodelizmit. *Bëj (ndërtoj) një aviomodel.*AVIOMODELlM,~I *m. tek., sport.* Ndërtimi i modeleve te aeroplanëve nga aviomodelistët. *Rrethi* i *aviomodelimit.*

AVIOMODELIST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me ndërtimin e modeleve to aeroplanëve, ai që merret me aviomodelizdm. *Rrethi i aviomodelistëve. Garat e aviomodelistëve.*

AVIOMODELlZËM,~MI m. Ndërtimi i modeleve të aeroplaneve nga amatorët e aviacionit; sporti i fluturimit të aviomodeleve. *Menem me aviomodelizëm.*

AVION,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Aeroplan. *Avion reaktiv. Nisem (udhëtoj) me avion.*

AVIT (AVIS) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Afroj. *Avit ofër vetes. E avit te muri. E avit me fjalë të mira.*

2. Lë të afrohct, lejoj të vijë pranë, qas. *Nuk i avit dembelët.*

AVITEM *vetv. bised.* Afrohem. *avitem pranë. I avitet fundit. I avitet fundi dikujt.*

AVITJE,~A . *bised.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve AVIT, AVITEM. *Avitja e gurëve. Avitja në breg.*

AVITSHËM (i), ~ME (e) mi., *bised.* I afrueshcm. AVlTUR (i,") *mb. bised.* I afruar.

AVLËMEND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vegjë kryesisht prej druri, tezgjah. *Pjesët e avlëmendit. Ngre avlëmendin. Punoj (end) në avlëmend.*

Ia ka shtrënguar avlëmendit (vegjës) *shih te* SHTRËNGOJ.

AVLLI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Mur që rrethon oborrin ose një cope tokë rrotull shtëpisë. *Avlli e lartë. Mur avllie. Shtëpi me avlli. Kapërcej avllinë. Rrethoj me avlli. Hipi mbi avlli. Shemb avllinë.*

2. Oborr i rrethuax me mur. *Avllia e shtëpisë. Në mes të avllisë. Hyj (dal) në avlli. Pastroj avllinë.*

AVOKAT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *drejt.* Jurist që jep ndihmë c këshilla për çështje të drejtësisë, që ndjek nj6 çështje gjatë gjykimit si mbrojtës a si përfaqësues i një pale në gjyq (sot në Shqipëri këto detyra kryhen nga këshilltari ligjor). *Avokat mbrojtës. Kolektiva e avokatëve. Zyra e avokatëve. Fjala e avokatit. Zuri (mori) avokat.*

2. *keq.* Ai që mbron e përkrah roe fjalë dike tjetër, pavarësisht nëse ky ka ose nuk ka të drejtë. *Avokat i te tjerëve. I doli (iu be) avokat. Nuk kam nevojë për avokat.*

AVOKATI,~A . *drejt., vjet.* 1. Fushë e drejtësisë, që përfshin detyrat e mbrojtjes e të ndihmës juridike me avokat, në përputhje me ligjet në fuqi; institucioni i drejtësisë që ka këto detyra.

2. Veprimtaria e avokatit; detyra e avokatil. *Merrej me avokati. Ushtronte avokatinë.*

AVOKATLLËK,~KU m. *sh.* ~QE, ~QET *bised., keq.* Mbrojtja dhe përkrahja me fjalë e dikujt tjetër, pavarësisht nëse ky ka apo nuk ka të drejtë. *Merret me avokatllëqe. Lëri avokatllëqet!*

AVOKATOR,~E *mb. drejt., vjet.* Që u pcrket avokatëve, i avokatëve; që ka të bëjd me veprimtarmë ose me detyrën e avokatit. *Zyrë avokatore.*

AVOKATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Zyr e avokatit.

AVORE,~JA . Avull që del nga toka. *Avorja e tokës. Lëshon avore.*

AVRAPË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Nishan me qime në fytyrë ose në trap të njeriut. *dalin avrapa.*

AVROHEM *vetv.,* ~OVA (n), ~CAR. Ënjtem e skuqem nga të ftohtët a nga thëllimi. *Me avrohen duart.*

AVROM *ndajf. krahin.* Pa i numëruar, pa i peshuar e pa i zgjedhur, toptan, kuturu. *marr (i blej) avrom.*

AVULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Oaz që del nga uji kur nxehet shumë; gaz që formohet nga disa lëndë kur valojnë. *Avull i nxehtë. Avull i mbingopur. Avuj uji. Avuj plumbi (zhive). Kazan avulli. Banjë avulli. Fuqia (trysnia) e avullit. Makinë me avull. Anije me avull. Ngrohje me avull. Punon me avull. Lëshon (nxjerr) avull. Bëhet avull. Kthehet në avull.*

2. Mjegull e nolle, e cila formohet nga pikla uji shumë të vogla, që ngrihen nga trupa të lagësht, nga toka etj. *Avujt e tokës. Ngrihen avuj. Nxjerr avull nga goja.*

3. Vale e nxehtë ajri të lagësht; ajër i nxehtë që vjen nga trupat me temperturë të lartë, afsh i nxehtë. *Avulli i sobës. Avulli i etheve. Lëshon avull. Marr një avull pranë zjarrit. I hipi një avull.*

4. Sëmundje që u bie disa pemëve kur pas shiut vjen mertjeherë të nxehtë i madh dhe që u kalb rrënjët e u rrëzon gjethet. *ra avulli rrushit.*

5. *fig. bised.* Zjarr i brendshëm, afsh. *Flet me avull. E merr me avull të madh. I kaloi avulli.*

*6. përd. mb.* I nxehtë, shumë i ngrohtë. *U be dhoma avull. Jam avull nga ethet.*

*k* Marr avull nxehem, zemërohem. la marr aru)lin e njoh mirë diçka a dike; ia marr doren. la mori avullin *dikuj t* e mundoi shumë, ia mori frymën, ia mori shpirtin. Mi çon zemra aroll për *diçka* digjem nga dëshira për të bërë diçka, me digjet zemra. Me del avull nga koka jam në telash të madh, me zien koka, me del tym nga koka. I hipi një anill në koke i hipi zemërimi, u nxeh, i shkrepi në kokë.

AVULLIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve AVULLOJ, AVULLOHEM. *Avullim i shpejtë (i ngadalshëm). Avulli mi i ujit. Avullimi i benzines. Bëj avullimin.*

AVULLMATËS,~I m. *sh.* ~, ~IT *tek.* Aparat për matjen e sasisc së avullit që prodhohet ose që kalon nëpër gypa.

AVULLOHEM *vttv.* 1. *vet. veto IU.* Kthehet në avull, shndërrohet në gjendje të gaztë; largohet në trajtë avulli. *Avullohet uji. Avultohet benzina.*

2. *vet. veta III.* Vishet me një cipë avulli; vishet si me mjegull, mjegullohet. *Avullohen xhamat. Me avullohen sytë.*

3. Nxehem tepër dhe djersij.

4. *bised.* Marr një të ngrohtë, ngrohem pak. *Avu-llohem te soba.*

5. *tek. Pës. e* AVULLOJ $_2$. *Avullohen dërrasat. it* Iu avullua gjaku u zemërua shumë, u nxeh tepër.

AVULLOJ *kal.,* ~^OVA, ~UAR. 1. Kthej në avull, kthej në gjendje të gaztë duke e valuar (për lëngjet). *Avullojujin.2. tek.* Përpunoj diçka me avull. *Avulloj drurin.*

3. *krahin.* Djeg gjithë bimët e një toke dhe u shkul rrënjët para se ta hap rrah. *Avulloj rrahun.*

4. *jokal. vet. veto HI.* Kthehet në avull ose në gaz, bëhet avull, avullohet. *Avullon uji. Avullon benzine*

*5. jokal.* Nxjerr avull. *Avullon toka. Avullojnë rro-bat. Me avullon trupi.*

*if* Me avullon koka kam Shumë shqetësime e te-lashe, me zien koka.

AVULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Anije me avull: *Nisem me avullore. Ndërtuan një avullore.*

AVULLOSH,~E *mb.* Që është i ngrohtë e lëshon avull. *Gështenja (petulla) avulloshe. Kulaç avullosh. Simite avulloshe.*

AVULLSJELLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Tërësia e gypave dhe e pajisjeve të tjera, që shërbejnë për të çuar avullin nga një vend në një tjetër. *Ndërtimi i avullsjellësit.*

AVULLT (i,e) *mb.* 1. Që është në gjendje avulli. *Në gjendje të avullt.* 2. I mjegullt; i lehtë si avull.

AVULLUAR (i,e) *mb.* 1. Që është kthyer në avull, që është shndërruar në gjendje të gaztë. *Ujë i avulluar. Lëngje të avulluara.*

2. Që lëshon avull nga të nxehurit; i djersitur.

3. Që ka zënë një cipë avulli, që është i veshur si me mjegull. *Xham i avulluar.*

4. *tek.* Që është përpunuar me avull. *Dru i avulluar.*

AVULLUES,~E *mb.* Që lëshon avull nga të nxehtët; që ka të bëjë me avullimin, i avullimit. *Toka avulluese. Sipërfaqja avulluese.*

AVJ)LLUESHËM (I), ~ME (e) *mb.* Që mund të kthehet në gjendje të gaztë; që avullohet shpejt. *Lëndë e avullueshme.*

AVULLUESHMËRl,~A . *spec.* Aftësia për t'u avulluar; shkalla e avullimit. *Shtohet (pakësohet) avullueshmëria.*

AXHAMl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* 1. Fëmijë, kalama. *Punë axhaminjsh. Është ende axhami. Flet (bin) si axhami.*

*2. keg.* Njeri i papërvojë e i pastërvitur në një punë, kalama.

3. *përd. mb. bised.* Që është ende i vogël e i parritur. *Djalë axhami. Vajzë axhami.*

4. *keq. Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit.

AXHAMILLË7K,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *thjesht-ligj.* Papjekuri prej fëmije, punë prej axhamiu, ka-lamallëk. *Bën axhamillëqe.*

AXHELË,~JA . *thjeshtligj.* Ngutje, nxitim në një punë; nevoja për të kryer sa me shpejt një punë. *Punë me axhele. Kam axhele. Kërkoj me axhele. Bëj me axhele.*

AXHË,~A *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Xhaxha.

AXHUSTATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor me përgatitje të posaçme, që lemon e përpunon me dorë veglat dhe pjesët e ndryshme të makinave e të pajisjeve, në mënyrë që të vihen mirë në vendin e vet. *Puna e axhustatorit.*

AXHUSTERI,~A . *tek.* 1. Punime mekanike të lëmimit etj., që u bëhen me dorë veglave e pjesëve të makinave e të pajisjeve, në mënyrë që të vihen mirë në vendin e vet; puna e axhustatorit. *Punë axhusterie. Reparti i axhusterisë.*

*2.* Degë e mekanikës që merret me njohuritë për lëmimin e përpunimin me dorë të veglave dhe të pjesëve të makinave e të pajisjeve. *Libri i axhusterisë.*

AZAT *mb. thjeshtligj.* Që është lënë i lire, pa fre; i shpenguar, që nuk ka ndonjë pengesë. *Kale azat. Mali azat* mall pa zot. *E lë (lëshoj) azat. Mbeti azat.*

AZDIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* E bëj të rritet tej mase, e bëj të zhvillohet shumë, e harlis. *Shiu i azdis bimët.*

AZDlSEM *vetv. bised.* 1. *vet, veto III.* Rritet tej mase, zhvillohet shumë, harliset (për bimët). *Azdiset misri (gruri, bari...).*

2. *fig.* Bëhem i papërmbajtur, harbohem, tërbohem. *U azdis kali. Azdiset pas grave.*

AZDlSUR (i,e) *mb. bised.* 1. Që është rritur tej mase, që është zhvilluar shumë, i harlisur. *Grurë (miser)* i *azdisur. Lule (pemë) e azdisur.*

*2. fig.* Që nuk përmbahet dot, i harbuar, i tërbuar (për kafshët); që lëviz me vrull; i papërmbajtur (për dallgët etj.). *Kale (mëz) i azdisur. Pelë (mush'kë) e azdisur. Erë e azdisur. Dallgë të azdisura.*

3. *fig.* Që është i papërmbajtur; që nuk njeh kufi, i shfrenuar, i shthurur. *Djalë i azdisur. Grua e azdisur. Dëshira të azdisura. Fantazi e azdisur.*

AZGAN,~E *mb. bised.* 1. Që ka Shtat të lartë, të lidhur e të fuqishëm; shtathedhur. *Djalë azgan. Vajzë azgane.*

2. Që është trim e sypatrembur, guximtar; i hedhur, i shkathët. *Djem azganë.*

*3. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

AZGANI,~A . *bised.* Të qenët azgan; sjellje, qën-drim prej azgani.

AZIATlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Azisë ose ai që e ka prejardhjen nga Azia.

AZIATIK,~E *mb.* Që lidhet me Azinë ose me azia-tikët, që është karakteristik për Azinë ose për banorët e saj, i Azisë ose i aziatikëve; që është krijuar nga aziatikët. *Popujt aziatikë. Vendet aziatike. Gjuhët aziatike. Klima aziatike. Kultura e hershme aziatike.*

AZlL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Institucion ku strehohen pleqtë që janë pa ndihmë ose të gjymtuarit; shtëpia e

pleqve; ndërtesa e këtij institucioni. *Azili* i *pleqve. Azili i qytetit. Shkoi në azil.*

AZIMUT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *astr.* Këndi që formohet në pikën e vrojtimit ndërmjet rrafshit të meridianit dhe rrafshit pingul të trupit qiellor ose të sendit që vrojtohet. *Azimuti i drejtimit. Shënoj (mat) azimutin.*

*2. gjeod., usht.* Këndi që formohet ndërmjet drejtimit të një lëvizjeje të caktuar dhe drejtimit të Veriut. *Azimuti magnetik. Mat azimutin. Hedh azimutin në hartë.*

AZOT,~I *m. kim.* Element kimik, gaz pa ngjyrë e pa erë, që përbën pjesën më të madhe të ajrit; nitrogjen *(simboli* Nj. *Azof i lëngshëm. Azoti i ajrit. Përbërjet e azotit.*AZOTEMI,—A . *mjek.* Sëmundje që shkaktohet nga sasia e madhe e azotit në gjak, prani e tepërt në gjak e përbërjeve të azotit. *Azotemi e lartë. Vuaj nga azotemia.*

AZOTIK.~E *mb. kim.* Që përmban azot, që ka në pcrbërje azot. *Pleh azotik. Lëndë azotike. Acid azotik.*

AZOTIM,~I *m. spec.* Pasurimi me azot, ngopja me azot e një lënde. *Azotimi i çelikut.*

AZHDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Huall i bletëve pa mjaltë. 2. Freri i rrushit. *Azhda e rrushit.*

AZHUR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Qëndisje ose thurje me vrima në një pëlhurë, urjezë. *Perde (çarçaf, jas-tëk) me azhur. Qëndis me azhur. Bëj azhur.*

AZHURNlM,~l m. *sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi
sipas kuptimeve tI foljeve AZHURNOJ, AZHUR-NOHEM. *Azhurnimi i loiës. Azhurnimi i punimeve (i bisedimeve). Azhurnimi i leksioneve (i llogarive). Bëj azhurnimin.*

AZHURNOHEM *vetv. libr.* 1. Njihem me tE rejat e fundit të një fushe të diturisë; pajisem më të dhënat më të fundit për një çështje.

2. *vet. veto HI. Pës. e* AZHURNOJ. *Azhurnohet loja (ndeshja).*

AZHURNOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Shtyj për një kohë tjetër, shtyj për me vonë. *Azhurnoj ndeshjen (lojën). Azhurnoi punimet.*

*2.* E plotësoj dhe e pasuroj (një punim, leksion, raport etj.) më të dhënat e fundit për një çështje, e sjell një vepër në nivelin e sotëm të dijeve; nxjerr të dhënat e plota për të ardhurat e shpenzimet e çdo dite. *Azhurnoj leksionet. Azhurnoi llogaritë.*

# B

B. 1. Një riga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e dytë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja b. Tingulli b. Shkronja b.*

2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja b. *B-ja e madhe (e vogël). B-ja e dorës (e shtypit). B~ja nistore.*

3. Simbol i një grupi vitaminash. *Vitamina B. Vitamina B\ (B,, B\%).*

BABA,~I m. *sh.* ~LLARË, ~LLARËT. 1. Burri i martuar kundrejt fëmijëve të vet; burrë që ka ose që ka pasur fëmijë; atë. *Babai dhe nëna. Baba e bir. Baba dëshmori. Emri i babait. Shtëpia (dera) e babait. U be baba.*

2. *vet. sh.* Brezi i mëparshëm, paraardhësit, etërit. *Baballarët tone. Në gjurmët e baballarëve.*

4. *vet. sh. vjet.* Deputetët reaksionarë në parlamen-tin e regjimit zogollian; *iron,* paria e vendit, që e mban-te veten si ajka e shoqërisë. *Baballarët e kombit.*

4. *libr.* Themeluesi i një fushe të dijes ose nismëtari a udhëheqësi kryesor i një veprimtarie ose i diçkaje tjetër. *Babai ifilozofisë (imjekësisë). Babai i revolucio-*

5. *fet.* I pari i një teqeje bektashinjsh (në vendet ku vepron feja myslimane; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Babai i teqesë.*

6. *vet. nj.* Përdoret për vjehrrin (nga nusja e nga dhëndri) ose para emrit të një njeriu të moshuar, në shenjë nderimi. *Baba Petroja.*

7. *bised.* Përdoret për t'iu drejtuar bashkëbiseduesit në mënyrë familjare, të afrueshme e me përkëdheli.

•*k për* shpirt të babait *iron, shih te* SHPIRT, ~L S'ia jap për shpirt të babait s'ia jap falas, për asgjë (për diçka që jepet pa dëshirën e të zotit). QI ne ko-hën e baba Qemos shumë kohë me pare, që kur s'mbahet mend. I tregon (i rrëfen) babait arat *iron,* i shpjegon një tjetri diçka që ai e di me mirë nga për-voja e vet. Hajde baba të të tregoj arat (?reshtin) *iron* i tregon babait arat. Bëmë baba (nënë) të të ngjai *shih te* NGJAJ. Iu be (iu gjend) nënë e baba *dikujt shih te* NËNË,~A. Ca të babait (të nënes) ca te njerkut (të njerkës) njëri trajtohet mirë e tjetri keq pa të drejtë.

BABAGJYSH,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT dhe ~A, ~AT. 1. Emër, më të cilin fëmijët e të rinjtë i drejtohen gjyshit në familje me dashuri e me nderim. *Erdhi babagjyshi!....*

2. Emër, më të cilin fëmijët e të rinjte ɪ drejtohen me nderim një njeriu me moshë të thyer. *Ulu, babagjysh I*

BABALLEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *ndërt.* Dru i shkurtër e i trashë, që vihet nga kulmi i çatisë pin£u> mbi trarët e tavanit dhe mban kulmarin. *U thye baba-Ilëku.*

BABALLËK,~E *mb. bised.* 1. I patëkeq, i shtruar, shpirtmirë; i padjallëzuar, babaxhan. *Njeri baballëk.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

BABAMADH,~I *m. krahin.* Gjyshi nga ana e babait. *Erdhi babamadhi.*

BABANACE,~JA . *sh.* ~E, ~ET.. Bukë misri e zënë me ujë të ftohtë dhe e pakulluar mirë në të pjekur; bukë e qullët, e papjekur mirë. *S"hahej baba-nacja.*

BABANlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot."Rimë* barishtore shumëvjeçare, me kërcell të drejtë, me gjethe gjatoshe e të dhëmbëzuara, me lule të bardha, të verdha në të blertë ose të kuqe, që përdoret në mjekësinë popullore si bar për plage. *Gjethe (lule) babaniku. I vuri babanik lunges.*

BABAPLAK,~PLAKU *m. sh.* ~PLEQ, ~PLEQ-TË. Babagjysh.

BABARAQE,~JA . *krahin.* 1. Të ftohtë i madh; erë e ftohtë, fërfëllizë. *Fryn babaraqja.*

2. Frikë e madhe, date, lemerL *dha babaraqen fëmijës. Mori babaraqen.*

BABAXHAN,~E *mb. bised.* 1. Shpirtmirë, i patëkea, i çiltër e i dashur; i shtruar dhe i thjeshtë. *Grua (plakë) babaxhane.*

2. I shëndoshë e i fuqishëm; i aftë e guximtar, që can vetë në jetë e që u del zot edhe të t jerëve. *Malësor babaxhan.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për njerëzit). *Fytyrë babaxhani. Sjellje babaxhani. Qeshte si babaxhane.*

BABAZI,~U *m. bised.* Baba fatkeq, që është për t'i qarë hallin; baba që nuk është i zoti të kryejë detyrat atërore; i shkreti baba, i ziu baba.

BABAZOT,~I m. 1. Gjysh; babagjysh.

2. *etnogr.* Plaku i shtëpisë si kryetar i një familjeje të madhe patriarkale, i cili ishte zotëruesi i vetem i pronës. *Babazoti i shtëpisë.*

BABË,~A m. *sh.* ~ALLARË, ~ALLARËT. 1. Baba. *Baba e nëna. Dera e babes. E kam babe*2. *vet. nj. bot.* Bimë me fare, që luan rolin e mash-kullit në kryqëzimin për të nxjerrë një lloj të ri. *Bimë babe. Fare babe.*

*~k* Babe pas babe e djalë pas djali brez pas brezi. Të vë babën burrë *keq.* është shpifës i madh. Të kërkon babën e nënën kërkon shumë shtrenjtë.

BABËLOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* I. Emër, më të cilin i drejtohen babait ose gjyshit në familje me dashuri e përkëdheli. *Djali i babëlokut!*

2. Përdoret për t'iu drejtuar bashkëbiseduesit në mënyrë miqësore e dashamirëse. *Or ti, babëlok!*

3. Njeri i shëndoshë, i fuqishëm e i zoti. *Puna do bttbëlokë.*

BABËLOK,~E *mb. bised.* Babaxhan.

BABËLOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised. Fem. e* BABËLOK,~U. *Qanin babëbket.*

BABËLOSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Babëlok.

BABËZl,~A J1. Të qenët i pangopur, grykësi e madhe, pangopësi; lakmi e pashuar. *hyri babëzia. Hante me babëzi. Nuk ngopej nga babëzia.*

2. Zi e madhe, varfëri e mjerim; fatkeqësi e rëndë. *solli babëzi. E mbuloi babëzia. Fjalët e shumta jane babëzi. fj. u.*

3. *bised.* Njeri i babëzitur. *Ishte bërë babëzi.*

BABËZIAR,~E *mb. bised.* 1. I babëzitur. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

BABËZlSHT *ndajf.* Me babëzi, si i babëzitur, me lakmi të madhe. *Rrëmbente babëzisht.*

BABËZlTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Bëhem i pa-ngopur, m£ hyn babëzia. *Mos u babëzit kështul*

BABËZITUR (i, e) *mb.* 1. Që s'ka të ngopur në të ngrënë, që ha shumë e me nxitim, i pangopur, i zijosur. *Hante si i babëzitur.*

2. *fig.* Që nuk ka të ngopur me diçka, që ka një lakmi të pashuar, i pangopur. *Njeri i babëzitur. E thithte duhanin si i babëzitur.*

BABI *m. Jem.* Emër, më të cilin fëmija thërret babanë e vet me përkëdhelje.

BABIL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Bregcë.

BABO,~JA . *sh.* ~, ~T *vjet.* Grua që priste foshnjën dhe ndihmonte lehonën në lindje, duke bërë punën e mamisë me mënyra e me mjete primitive.
• Shame babo e mbytin fëmijën *fj.u.* kur ndërhyjnë shumë veta në një punë, e prishin në vend që ta ndreqin.
BABUNE,~IA. *sh.* ~E, ~ET. Enë druri, e rrurn-bullakët dhe me një vesh, që nxë rreth dhjetë kile dhe që përdoret si masë drithi; karroqe. *Dhjetë babune grurë. Mat me babune.*
*k* la ktheu huan me babune ia mori hakun më të tepërt.
BABUSH,~I *m.* 1. *fem.* 'Emër, më të cilin fëmijët thërresin me përkëdheli babanë, gjyshin ose një burrë të shkuar në moshë. *Erdhi babushi!*
2. *shih* BABËLOK,~U $_2$.
BACARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Lakror që bëhet me miell misri dhe me presh, me hithra ose me lakra të tjera. *Bacarak me presh (me lakrd).*
BACË,~A *m. sh.* ~A, ~AT. Emër, më të cilin në disa krahina të Shqipërisë Veriore vëllai i vogël thërret vëllanë e madh ose fëmijët thërresin babanë a xha-xhartë; përdoret me nderim përpara emrit të babait, të vëllait të madh ose të një njeriu më të moshuar. *Baca Sokoli. Të paste baca! Lum baca për ty!*
BACIL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *biol.* Bakter në trajte të zgjatur si shkopth; bakter. *Bacili i tuberkulozit (i tifos,* i *difterisë, i kolerës).*
BACILMBARTËS,~E *mb. mjek., veter.* 1. Që ka në trup bacile të një sëmundjeje ngjitëse, por që vetë nuk është sëmurë; që ka bacile. *Njeri bacilmbartës. Kafshë bacilmbartëse. Mjedis bacilmbartës.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për n jerëzit e kafshët). *Bacilmbartës i tuberkulozit. Zbulimi i bacil-mbartësve.*
BACKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Dackë. *ra me backa. I futi (i dha) ca backa.*
BACKË,~A ii . I. ~A, ~AT. Gropa *në* mes të leqeve të këmbës, gropa e këmbës në anë të kundërt të gjurit. *Me dhemb në backë.*
BACKOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* I bie dikujt me pëllëmbë, e qëlloj me dackë. *E backosi mirë.*
BAÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin. 1.* Rrip i gjerë leshi që përdoret për të lidhur foshnjat në djep ose për të mbajtur një barrë; gajtan leshi që u vihet petkave për zbukurim. *Lidh me baç.*
2. Ushkur, brezëmbrek. *Baçi i brekusheve.*
BAÇKALLOMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Send i vjetër jashtë përdorimit, gjë e prishur; shkatërrinë, karakatinë. *U be baçkallomë shtëpia.*
BAÇKALLOS *kal,* ~A, ~UR *bised.* Prish diçka. e shkatërroj; e bëj shkatërrinë. *E baçkallosi qerren (shtëpinë).*
BADËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të degëzuar e tfi lartë rreth një meter, me rrënjë si qepujkë, me gjethe si të preshit dhe me lule të vogla e të bardha, që rritet në kullota dimërore e lulëzon në pranverë; presh i egër. *Badra ë malit. Badër uji. Lule badre. Karabush badre.*
2. *bot.* Shpatore, luleshpatë.
3. Balonë fëmijësh, që bëhet me kërcellin e prasit të egër.
E bëri badër e shkatërroi krejt diçka, e bëri fije-fi-je; e bëri pluhur e hi.
BADIHAVA *ndajf. bised.* 1. Falas. *Merrte (jepte) badihava. Hante badihava. Punonte badihava.*
2. Shumë lire, gati falas. *E bleu (e shiti) badihava.*
3. *fig.* Pa dobi, kot së koti, kot; pa e marrë me gjithë mend dhe pa ndier përgjegjësi; në erë, në tym. *Fliste (bluantë) badihava. Dëgjonte badihava.*
*A. përd. mb.* Që kushton shumë lire; që jepet falas ose pothuaj falas. *Mall (plaçkë) badihava.*
BAFË,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Femra e levrekut.
BAFËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Rrunjë, qelbës. *Shartoj bafrën.*
BAFT,~I *m. bised., vjet.* Fat. *Njeri me baft. I eei (i punoi) bafti. për baft* rastësisht, për fat. *Ardhsh me baft! ur. Ku e kishim atë baft!*
• Tafti-bafti *shih tek* TAFT,~I.BAGAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Plaçka e sende të ndryshme, të futura në valixhe, të mbështjella etj., që merr me vete dikush kur udhëton me një mjet. *Bagazhet e dorës. Vend {yagoti) për bagazhe. Dhoma e bagazheve. Biletë bagazhi. Ngarkoj bagazhin.*
*1. fig. libr.* Tërësia e njohurive, e pikëpamjeve etj. që ka fituat ose që zotëron një njeri; tërësia e elemen-teve që përbëjnë përmbajtjen e një vepre, të një vep-rimtarie *et).Bagazh ideologjik (politik, teorik, shkencor). Bagazh i pasur. Bagazh njohurish (idesh, pikëpamjesh).*
BAGË,~A . *veter.* Sëmundje që u bie kuajve në këmbë mbi thunder, që shfaqet me ënjtje dhe që shkaktohet zakonisht nga ngarkesa e rëndë. *doli baga.*
BAGËM,~MI *m. vjet.* 1. *fet.* Vaj, që përdorej në ritet fetare katolike për të Iyer ata që pagëzoheshin, që krezmoheshin etj.; lyerja me vaj në rite të tilla fetare. *vinin bagmin.*
2. Poganik. *Bënte bagëm.*
BAGËTI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *përmb.* Kafshët shtëpiake, që mbahen për prodhimet e tyre dhe për pu-në bujqësore, gjë e gjallë; një kafshë e tillë shtëpiake. *Bagëti e trashë* lopët, qetë dhe buajt. *Bagëti e imët* (*e hollë*) dhentë e dhitë. *Bagëti të leshta. Njëzet krerë Ikokë) bagëti. Plëh (lëkurë) bagëtish. Ahur (kasolle) bagëtish. Kope (tufë) bagëtish. Pazari i bagëtive. Lëshoj (kullot, dimëroI) bagëtinë. Shkon me bagëti. Njeriu pa dituri është porsi bagëti. fj. u.*
2. *shar.* Njeri i trashë e i pagdhendur, kafshë; i paditur. *Ishte fare bagëti.*
Me shtëpi e bagëti *shih le* SHTËPI,~A. Mbeti si bariu pa bagëti *shih te* BARI,~U.
BAGOLlNË,~A *bot.* Bar i ngjashëm me tërfilin, i lartë afër një gjysmë metri, me gjethe të holla, që çel lule në ngjyrë limoni.
BAH *pasth. bised.* Përdoret për të shprehur kundër-shtim ose mosbesim për diçka që nuk rnund të bëhet a që nuk mund të jetë ashtu si thuhet; përdoret për të shprehur habi. *Bah, nuk bent Bah, ç'janë ato që thua! Bah, si fryn era!*
• Me ah e me bah *shih tek* AH,~U n.
BAHÇE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *bised.* Kopsht i vogël zakonisht pranë shtëpisë, i mbjellë me pemë, me perime ose me lule; *vjet.* lulishte. *Bahçe me pemë (me lule). Doli në bahçe. Punonte bahçen. Bahçja me lule dhe bota me njerëz kanë hije. fj.u.*
*k* Bahçe (kopsht) me lule *shih te* KOPSHT,—I. I Hi Ion bahçja (edhe) në dimër *shih te* LULOJ.
BAHÇEVAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Ai që merret me rritjen e perimeve, ai që punon bahçen, kopshtar. *Veglat e bahçevanit.*

*k* Qen bahçerani (kopshti, kopshtari) *keq. shih te* KOPSHT, ~I.
t"BAHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Hobe. *Qëlloi (e ho-dhi) me bahe.*
BAHETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Hobetar. *Gjuanin bahetarët.*
BAJAGI *ndajf. bised. shih* MJAFT. *Bajagi i madh (i rëndë). Bajagi i mirë.*
BAJALLDI,~A . *bised.* Të përzier dhe si të fikët që i vjen njeriut nga të ngrënët e tepërt, nga një ushqitn
i keq, nga lodhja etj. *Me vjen (kam) bajalldi.*
BAJAME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Pemë e vendeve të ngrohta, me gjethe të vogla e heshtake dhe me lule të bardha ose ngjyrë trëndafili, që çelin në pranverë; fryti i këtij druri, që ka trajtë vezake dhe lëvozhgë të forte e të lëmuar; thelbi i këtij fryti, që ka shije të ëmbël ose të hidhur. *Bajame e ëmbël (e hidhur). Bajame të pjekura (të qëruara, të thata). Bajame me kripë. Vaj bajamesh. Llokume me bajame. Me sy si bajame.*
*2. vet. sh. anat., mjek.* Dy gjëndra në trajtë vezake, që ndodhen në anët e grykës rrëzë gjuhës; sëmundje e këtyre gjëndrave, që shfaqet me pezmatimin dhe qel-bëzimin e tyre. *Iu qelbëzuan (iu sëmurëri) bajamet. Me dhembin bajamet. Vuaj nga bajamet. Heq bajamet.*
BAJAMESHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Shitës bajamesh të pjekura a të qëruara, të përgatitura me kripë ose me sheqer.
BAJAMlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kopsht me bajame, pemishte me bajame.
BAJAMTË (i, e) *mb.* Që është bërë me bajame (për ëmbëlsirat). *Llokume të bajamta.*
BAJAT,~E *mb. bised.* 1. Që ka humbur shijen freskinë dhe cilësitë e tjera të mira, pasi ka ndenjur për një kohë të gjatë; i ndenjur, indiçëm; *kund.* i freskët. *Bukë bajate. Mish bajat. Gjellë bajate. V be bajat.*
2. *fig.* Që i ka dale boja, i vjetruar; që ka humbur vlerën nga përdorimi i tepruar dhe është bërë i mër-zitshëm nga përsëritja e shpeshtë e pa vend. *Arsyetime bajate. Shpifje bajate. Autokritikë bajate. Demagogji bajate. Këngë (muzikë) bajate. Njeri bajat. U be bajat.*
• Mall bajat *shih* te MALL,~I n 3.
BAJGË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e padobishme e ushqimit, që nxjerrin jashtë lopët, kuajt, mushkat e gomarët; jashtëqitjet e kafshëve, pleh bagëtish. *Bajga të thata. Bajgë lope. Erë bajge. Tym bajgash. Kasolle e Iyer me bajga. E leu me bajga. Ndezën zjarrin me bajga.*
2. *thjeshtligj., shar.* Njeri i ndyrë e i poshtër, njeri pa vlerë, pa karakter dhe i pacipë.
I bëri bajgën *di k uj t a diçkaje thjeshtligj.* e braktisi dike a diçka pa çarë kokën për të. Iu be bajgë *d i k uj t thjeshtligj.* iu nënshtrua plotësisht, iu qep e i lëpihet për t'i bërë qejfin. E lëshon bajgën *thjeshtligj.* nuk kakujdes fare, nuk di as vetë se ç'bën, e bën një punë shkel e shko; flet pa u menduar, pa i peshuar fjalët. I lëshon fjalët si lopa bajgën *thjeshtligj.* flet fare pa përgjegjësi e pa u menduar, nuk di as vetë se ç'thotë. Iu ngjit si bajga (si balta) pas kë-pucës *thjeshtligj.* iu ngjit nga pas e nuk i ndahet; e_ mërziti shumë, iu be rrodhe.
BAJGORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Kosh i madh, i Iyer jashtë e brenda me bajga dhe me baltë, që përdorej për të mbartur drithë. *Një bajgore miser.*
BAJGOS *kal.* dhe *jokal.,* ~I, ~UR. Bën bajga; fëlliq me bajga (për bagëtinë e trashë). *Bajgosi lopa.*
BAJGOSET *vetv.* Bëhet me bajga; i shkon bark (për bagëtitë). *Jane bajgosur delet.*
BAJGOSUR (i, e) *mb.* Që është fëlliqur me bajga; që i ka shkuar bark (për bagëtitë). *Vend i bajgosur.*BAJGUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT 200. Brumbull.
BAJLOZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Ambasador, i dërguar si përfaqësues i një shteti.
2. *mil.* Figure mitologjike në legjendat dhe rapso-ditë popullore shqiptare, që përfytyrohej si një vigan, i cili vinte nga deti e bënte të këqija. *Lufta me bajlozin.*
BAJMAK,~E *mb. bised.* Që i ka këmbët të shtrem-
bra dhe që ecën duke i hedhur anash ose duke i për-
pjekur; i shtrembër. *Bajmak nga brenda (nga jashtë).*
*Kale (viç) bajmak. Lope bajmake. Grua boMake. Kgrnbe bajmake.*
BAJMAKTHI *ndajf. bised.* Duke i hedhur këmbët aaash ose duke i përpjekur (për mënyrën e të ecurit); vëngthi, shulthi. *Ecën bajmakthi.*
BAJONETË ~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Armë e bardhë si thikë, që mbërthehet te gryka e tytës së pushkës a të automatikut ose që e mban ushtari në brez. *Ba-jonetë thikë (shtizë). Maja e bajonetës. Goditje (sulm) me bajonetë. Mur bajonetash. Plage bajonete. Mbërthej (hap, përkul, mbylI) bajonetën. Shpoi me bajonetë. I shkoi në bajonetë. Bajonetë - drejto! usht. Bajonetë-përkul! usht.*
2. Ushtar i këmbësorisë (si njësi numërimi). *Deta-shment me një mijë bajoneta.*
3. *fig.* Force ushtarake, dhunë e armatosur. *E dety-roi me bajonetë.*
4. *ndërt.* Gozhdë muri petake, që përdoret për të mbërthyer kornizat e dritareve dhe kasat e dyerve. *Bajonetë dyersh (dritaresh). Ngul bajonetën. Mbërthej me bajonetë.*
*it* Me forcen e bajonetës *keq.* me armë, me dhunë. Nën bajonetën e armikot në mes të rrezikut.
BAJRAK,~KU *m. sh.* ~KË, ~KËT dhe ~QE,
~QET. 1. *vjet.* Flamur. *Bajrak i kuq. Me bajrak në ballë. Ngriti bajrakun. Shpirtin jepe e shko, bajrakun mos e dorëzo! fj.u.*
2. *hist.* Njësi ushtarake e me vonë administrative, që u krijua në ndarjen tokësore të disa krahinave të Shqipërisë ku kishte mbeturina të organizimit fisnor patriarkal dhe që i zuri vendin këtij organizing. *Ndar-ja tie bajraqe. Krerët (përfaqësuesit) e bajraqeve.*
3. *etnogr.* Shami e kuqe, me lule e me xhufka, që e mbanin krushqit si flamur kur shkonin të merrnin nusen. *Bajrak 11 i dasmës (' nuses).*
*4. jig.* Njeri me trup të drejtë e të bukur; ai që shqu-het mbi të tjerët. *E kemi pasur bajrak ndër nuse.*
*5. pë'rd. mb.* Që e ka trupin të gjatë e të drejtë; i bukur, i hijshëm. *Me shtatin bajrak.*
• Është me bajrak *keq.* është me nam të keq, është i njohur prej të gjithëve. Ndërroi bajrak tradhtoi, ndërroi flamur.
BA.JRAKAS *ndajf.* Luaj bajrakas: luaj më të tjerë me disa shkopinj, më të cilët godas një shkop të ngulur në tokë si flamur.
BAJRAKTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Flamur-tar (edhe *fig.). Bajraktar i mendimit shqiptar.*
2. *hist.* Kreu i bajrakut, që përfaqësonte interesat e shtresës më të pasur e të privilegjuar dhe që drej-tonte

bajrakun ne bazë të kanuneve patriarkale. *Ku-llat e bajraktarit. Sitlej si bajraktar.*
3. *ke1-* Njeri që sillct ashpër e me mendjemadhësi, që i pclqert vetëm të sundojë e të urdhërojë; ai që
drejton punën me metoda të vjetruara, patriarkale e konservatore. *Bajraktar i vogël. Ishte bërë bajraktar. 4. etnogr.* Krushku që mbante bajrakun e dasmës, kur shkonin të merrnin nusen; krushku i pare. *Baj-raktari ecte përpara.*
BAJRAKTARIZËM,~MI *m.* 1. *hist.* Forme e pra-pambetur patriarkale e organizimit ushtarak e tokë-sor, që mbështetej në ndarjen sipas bajraqeve; sun-dimi i bajraktarit. *Mbeturina të bajraktarizmit. Përmby-sja e bajraktarizmit.*
2. *keq.* Mënyrë drejtimi e vjetruar e patriarkale, që mbështetet në komandimin me ashpërsi e me mendjemadhësi; qëndrim e sjellje prej bajraktari, synimi për të vepruar si bajraktar. *Shfaqje të bajraktarizmit. Lufta kundër bajraktarizmit.*
BAJRAM,~I *m.fet.* Emër i dy festave fetare kryesore të myslirrianëve, që festohen pas ramazanit (në vendet ku vepron feja myslimane; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Bajrami i madh (i vogël). Benin bajram. Para (pas) bajram it.*
BAJRAMCURRAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor i
qytetit “Bajram Curri” (që ndodhet në Shqipërinc Verilindore) ose ai që e ka prejardhjen nga qytëfi “Bajram Curri”.
. BAJCKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Stipend i liqeneve dhe i kënetave, i ngjashëm me bajzën, që ka sqep ngjyrë bari dhe lafshë të bardhë. *Vrau bajuka. 2.* Lopë )aramane.
BAJUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fik i bardhë kolcerr-madh, shumë i ëmbël, që piqet shpejt; Hopes.
BAJZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Shpend uji nga familja e roses së egër, me sqep e me bark të bardhë, me pendë ngjyrë hiri në të zezë e me sy të kuq, që rron në tufë zakoaisht buzë liqeneve ose nëpër këneta dhe ushqehet me peshk. *Mish bajze. Një tufë bajzash.*
BAKALARO,~JA . *sh.* ~, ~T. 1. *zool.* Peshk i madh i deteve të Veriut, që përdoret si ushqim i tharë e i kripur. *Bakalaro me hudhra.*
*2. përd. mb. fig. bised.* Thatanik. *Ishte bërë bakalaro.*
BAKALL,~ALLI *m. sh.* ~EJ, ~EJTË dhe ~AJ, ~AJTË *vjet.* Ai që shiste me pakicë gjëra ushqimore dhe disa sende të vogla për nevoja shtëpiake. *Dyqani i bakallit.*
*k* Defter bakalli *keq.* regjistër i mbajtur keq, i fëlliqure gjysmë I grisur. Pusullë (letër) bakalli *keq.* shkresë a letër, e shkruar në kartë të keqe, jo sipas rregullave dhe e mbajtur fare pa kujdes.
BAKALLIK,~KU *m. kryes. sh.* ~QE, ~QET
*vjet.* 1. Sendet që shiste bakalli në dyqanin e tij. *Dyqan bakallëqesh. Shiste bakallëqe.*
*2.* Tregtimi i sendeve të ndryshme në dyqanin e bakallit, puna e bakallit. *Merrej me bakallëk.*
Bën bakallëk *me diçk a* e trajton diçka si plaçkë tregu, bën pazarllëk me të.
BAKELIT,~I *m.* Lëndë sintetike plastike, që përdoret në industri për prodhimin e sendeve të ndryshme dhe si material izolues. *Enë (kuti, dorezë) bakeliti. Pluhur bakeliti. Reparti i prodhimit të bakelitit.*
BAKEQ,~KEQI *m. sh.* ~KËQIJ, ~KËQIJTË
*krahin.* Keqbërës.

BAKË,~A . *krahin.* Lojë fëmijësh, në të cilënnjëri vrapon të kapë ndonjë tjetër, që t'i lërë radb.cn e ndjekësit; loja “ta lashë”. *Luajnë bakën.*
BAKËM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Dm i Vendeve të nxehta, i forte e me ngjyrë të kuqe, që përdoret për mobilje dhe për të ngjyer. *Orendi (tryezë) bakëmi. Bojë (ngjyrë) bakëmi.*
2. Ashkla të vogla të këtij druri, që përdoren për të ngjyer; ngjyrae kuqe si e këtij druri. *E ngjeu me ba-këm.*
BAKËR,~RI *m.* 1. *kim.* Metal me ngjyrë të kuqërre-me, që punohet lehtë dhe që është përcjellës shumë i mirë i elektricitetit e i nxehtësisë *(simboli* Cu). *Baker i kuq. Baker i paster. Baker i petëzuar. Tel bakri. Enë (tepsi, kusi) bakri. Monedhë bakri. Minierë (mineral) bakri. Industria e bakrit. Shkrirja (derdhja) e bakrit. Pasurimi i bakrit. Lidhje bakri. Ngjyrë bakri.*
2. *bised.* Kripë helmuese, që formohet prej këtij metali në enët e pakallajisura. *Lëshon (nxjerr) baker ena.*
3. vef. *sh.* ~RA, ~RAT. Bakëret. *Kallajisi bakrat.*
4. *fig.keq.* Gjë që nuk vlen shumë a që nuk e çmojmë si duhet. *Para baker* diçka me vlerë të pakët ose fare pa vlerë.
•Me bakra e me çakra më të gjitha gjërat, me çdo gjë që ka, me laçkë e me plaçkë. I doli bakri *keq.* iu zbulua fytyra e vërtetë, i dolën lakrat në Shesh, i doli boja. M'u be syri baker për *diçka* digjem nga dëshira për të pasur diçka. E ka syrin baker i shkëlqejnë sytë, ka vështrim të mprehtë.
BAKERE,~T . *vet. sh.* Enë ose sende të tjera prej bakri. *Bakërë të vjëtra. Bakëret ë shtëpisë. Kallajisi bakëret.*
BAKËRlM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BAKËROJ, BAKËROHET. *Reporti i bakërimit.*
BAKËRlSHTE,~JA. *kryes. sh.* ~E, ~ET. Enë ose send tjetër prej bakri; bakëre; mbeturina sendesh prej bakri, copa bakri. *Bakërishte e vjetër. Bakërishtet e shtëpisë. Shkrinë bakërishtet.*
BAKËRIZlM,~I *m. tek.* Bakërim.
BAKËRMBAJTËS,~E *mb. gjeol.* Që ka baker; që përmban baker (për mineralet). *Shtresë bakërmbaj-tëse.*
BAKËROHET *tek. Pës. e* BAKËROJ.
BAKËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Vesh me një shtresë bakri një send prej metali tjetër.
BAKËROR,~E *mb. libr.* Që përmban baker; që është bërë me baker. *Tretësirë bakërore. Prodhime bakërore.*
BAKËRORE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Enë prej bakri. *Bakërore për gjellë.*
BAKËROSEM *vety.,* ~A (u), ~UR. 1. *vet. vetalll.* I bie kallaji dhe i del bakri një ene; zë kripë helmuese një enë bakri e pakallajisur. U *bakëros kusia.*
*2.* Helmohem, kur ha në enë bakri të pakallajisur. *U bakërosën keq.*
BAKËROSUR (i, e) *mb.* 1. Që i ka rënë kallaji dhe i ka dale bakri; që ka zënë kripë helmuese (për enët e bakrit të pakallajisura). *Tenxhere e bakërosur.*
2. Që është helmuar nga që ka ngrënë në enë bakri të pakallajisur.
BAKËRPUNCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Zejtar a punëtor, që merret me punimin ose me ndreqjen e enëve e të sendeve të tjera prej bakri. *Kooperativa e bakërpunuesve. Reparti i bakërpunuesve.*
BAKËRT (i, e) *mb.* 1. Që është bërë prej bakri. *Enë (tepsi, kusi) e bakërt. Kazan (gjym, tigan, sahan) i bakërt. Rrathë të bakërt.*

2. Që ka ngjyrë të kuqërreme si të bakrit. *Flokë të bakërt. Lëkurë e bakërt. Rreze të bakërta.*
3. *si em.* BAKËRTA,~T (të) . *vet. sh.* Bakëre. *Të bakërtat rrojnë shumë.*
BAKËRXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet. shih* BAKËRPUNUES,~I.
BAKLLAMA,~JA . *sh. ~, ~*TË. 1. *vjet.* Reze. *Bakllama dere (dritareje). Bakllamaja e arkës.* E *mbër-theu me bakllama.*
2. *muz.* Lloj tamburaje me tre tela tek. *Këngë me bakllama. I bië bakllamasë.*
BAKLLAVA,~JA . *sh. ~, ~*TË. Ëmbëlsirë, që bëhet si byrek me petë të holla, të mbushura në mes me arra të shtypura dhe që, pasi piqet, përvëlohet me sherbet; një cope nga kjo ëmbëlsirë, e prerë zakonisht në trajtë rombi. *Bakllava me arra (me shumë petë). Thelë bakllavaje. Hëngri një bakllava.*
r Nuk bëhet bakllava me miell *thektefj.u.* nuk bëhet mirë një punë kur mungojnë mjetet e nevojshme. Ka (kërkon të ketë) njërën dorë në bakllava dhe tjetrën në revani (në mjaltë, në *kabuni)përb. shih te* DORË,~A.
BAKRAÇ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Poçe a kusi e vogël prej bakri për të zier gjellë ose për të mbajtur ujë. *Gjellë bakraçi.*
BAKSHlSH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Të holla që i jepen dikujt për shërbime të vogla mbi vlerën e punës që bën (te ne luftohet si mbeturinë e së kaluarës nd ndërgjegjen e njerëzve). *Jëpte bakshish. Nuk kërkon (nuk merr, nuk pranon) bakshish.*
BAKTER,~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET *biol.* Orga-nizëm shumë i vogël njëqelizor, që gjendet në ujë, në ajër, në tokë e në qenie të gjalla dhe kalbëzon e tharbëton lëndët organike ose shkakton sëmundje të ndryshme; mikrob. *Baktëre të dëmshme (të dobishme). Bakteret e difteritit (e tuberkulozit, e tifos). Bakteret e tokës. Bakteret e kalbëzimit (e tharbëtimit).*
BAKTERIOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e bakteriologjisë.
BAKTERIOLOGJl,~A . Degë e mikrobiologjisë, që merret me studimin e baktereve. *Bakteriologji veterinare.*
BAKTERMBARTËS,~E *mb. mjek., veter. shih* BACILMBARTËS,~E. *Organizëm baktermbartës. Baktermbartës i tifos.*
BAKTERMBYTËS,~E *mb. spec.* 1. Që ka aftësinë të vrasë bakteret. *Lëndë baktermbytëse. Veti bakter-mbytëse. 2. si. em.* ~, ~I *m. kryes. sh.* ~, '~IT. Lëndë që ka aftësinë të vrasë bakteret.
BAKTEROR,~E *mb. libr.* 1. Që lidhet me bakteret, që u përket baktereve, i baktereve; që shkaktohet nga bakteret. *Qëlizë bakterore. Lëndë bakterore. Sëmundje bakterore. Helmim bakteror.*
2. Që përmban baktere. *Pleh bakteror.*BAKTHI *ndajf. krahin.* 1. Pupthi. *Hidhem bakthi. Ë: kapërceu bakthi.*
2. Lua] bakthi.' luaj me një grup fëmijësh duke kër-cyer pupthi.
BAKULL *mb. bised.* Me trup të shëndoshë e të forte, i bëshëm e i fuqishëm. *Burrë (djalë) bakull.*
BALADË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *let.* Poemë e vogël ose vjershë, në vargje të rregullta, me karakter tregimtar, zakonisht me frymë popullore e Iirike, që jep një ngjarje historike, legjendare a heroike. *Baladë popullore (heroike). Baladë për Skënderbeun.*
I2. *muz.* Pjesë muzikore për zëra ose për vegla, që ka karakter tregimtar e heroik. *Këndoi një baladë.*
BALANCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* 1. *shih* PESHORE,~JA. *Vë (peshoj) në balance.*
*2. fig.* Masë, mjet a mënyrë për Vlerësimin ose për gjykimin e një çështjeje a të një njeriu. *Peshon (rëndon) në balance. Nga anon balanca.*
3. *fig.* Baraspeshë, përpjesëtIm i njëjtë i forcave në të dy anët. *Balanca e forcave.*
•*k* Vë në balance e shqyrtoj mirë diçka për ta vlerë-suar ose për ta krahasuar me një tjetër, e peshoj. Ë^itS në balance kërkohet një zgjidhje për diçka, vendoset për diçka.
BALANCIM,~I *m. libr.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve BALANCOJ, BALANCOHET. *Balancimi i peshave. 3alancimi i buxhetit.*
BALANCOHET *libr. Pës.* e BALANCOJ *ul*.
BALANCOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Bëj që të ketë peshë të barabartë në të dy anët, sjell në drejt-peShim, vë në baraspeshë, baraspeshoj.
2. Vendos një përpjesëtim të drejtë ndërmjet dy anëve të së njëjtës veprimtari, ndërmjet dy degëvc etj. *Balancuan shpenzimet më të ardhurat.*
3. *jokal.* Ruaj drejtpeshimin duke lëvizur sa në një anë në anën tjetër, mbaj drejtpeshim.
BALAST,~I *m.* 1. Ngarkesë e rëndë (zhavorr, rërë, ujë etj.), e cila vihet në fund të anijeve që këto të zhyten në ujë aq sa duhet ose ndër aerostate që të rregullohet lartësia e ngjitjes së tyre. *Vunë (ngarku-an) balastin. Heq (shkarkoj, hedh) balastin.*
*2. hek.* Zhavorr, i cili hidhet nën traversa, që ato të mos lëvizin dhe që pesha të shpërndahet njësoj. *Shtru-an balastin.*
3. *fig.* Pesha e tepërt, ngarkesë e panevojshme; diçka që rëndon kot, barrë.
BALASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kafshë shtëpiake mashkull (zakonisht kale ose ka), me një bale të bardhë në ballë ose me bala në trup. *Kazili dhe balashi. Shaloi balashin.*
2. Njeri me flokët ose me qimet e fytyrës krejt të bardha.
3. *shar.* Njeri i paturp, njeri të cilit i ka plasur cipa.
BALASH,~E *mb.* 1. Që ka një bale të bardhë në ballë ose bala në trup (për kafshët shtëpiake). *Ka (kale, gen) balash. Lopë (pelë, dele) balashe.*
2. Laraman, i përzier më të bardhë e të zi (për qimet, për flokët). *Flokë balashë.*
3. *fig. mospërf.* Laraman, i përzier. *Gjuhë balashe. it* Njihet si kau (si kali) balash dallohet mirë midis
të tjerëve, njihet menjëherë; e tregojnë me gisht.
BALASHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Kafshë shtëpiake femër (zakonisht lopë ose pelë), me një bale të bardhë në ballë ose me bala në trup.
2. *Fem. e* BALASH,~I 2,3.
BALÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. *1. bot.* Lule balsami. *Lule balçi. Lëng balçi.*
2. Lëng i trashë, që nxirret duke e zier këtë bimc ose duke e lënë për një kohë të gjatë në vaj dhe që përdoret për mjekim. *Mjekim me balç. 1 trashë si balç.*
BALDOSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Kafshë gjitare mishngrënëse, me trup të vogël e me turi të zgjatur, me qime të gjata, të ashpra, të murrme në bark e më të çelura në kurriz, që e bën strofkën thellë në dhe; dosëbalë, vjedull. *Lëkurë baldose. Strofkë baldose. Si turi baldose.*

2. *krahin., zool.* Dosëz, bushtërz.
BALENAGJUAJTËS,~E *mb.* Që shërben për lë gjuajtur balena. *Anije balenagjuajtëse.*
BALENË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Kafshë gjitare shumë e madhe, me trup si të peshkut, me gojë shumë të gjerë e me fletëza të brirta në vend të dhëm-bëve, që jeton në oqeane e dete dhe gjuhet për mishin e për dhjamin e saj. *Balena polare. Balena e kaltër. Balena me dhëmbë. Mish (vaj, dhjamë) balene. Gjuetia e balena ve.*
2. *bised.* Një Iloj purteke që bëhet nga dhëmbët e kësaj kafshë, që epet e nuk thyhet dhe që përdoret si fortesë për korsetë, për jakat e këmishave etj. *Balena për jaka.*
BALERIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kërcimtar në balet.
BALERINË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Kërcimtare në balet.
BALESTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *tek.* Tufë rripash të përkulshem prej metali ose susta, që vihen midis boshtit e shtratit të automjeteve, të vago-nave a të karrocave për të zbutur goditjet e lëkundjet gjatë udhëtimit. *Balestrat e pasme. Balestër çeliku. Balestër sustë. Balestër makine. U thyen (ranë) balestrat. Ngre balestrat. Kërcasin balestrat.*
2. *hist.* Arbaletë.
BALET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *art.* 1. Arti i valleve me figura, që luhen në skenë nga disa veta. *Baleti shqiptar. Balet kombëtar. Balet klasik. Balet në dkutl. Teatri i Operës dhe i Baletit. Shfaqje baleti. Trupa e baletit. Shkollë baleti.*
*2.* Pjesë teatrale me Valle e me lëvizje të figurshme, e cila shoqërohet me muzikë; muzika që shoqëron këtë pjesë. *Baleti "Cuca e maleve". Balet me një akt. Pjesë të zgjedhura nga baletet. Muzikë baleti.*
3. *bised.* Institucioni i artit të valleve me figura; ndërtesa e këtij institucioni; trupa që luan në skenë valle me figura. *Punon në balet. Hyri në balet. Turneu i baletit.*
BALETMAESTËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT
*art.* Drejtues artistik i baletit, mjeshtër baleti.
BALË,~A ] . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pullë e bardhë që kanë disa kafshë në kokë ose në trup. *Ka me bale. Dhi me bala.*
*2.* Kafshë shtëpiake (zakonisht dele, dhi ose lopë), që ka një pullë të bardhë në ballë, në turi ose në trup. *Moli balën.*3. *fig.* Njollë turpi, damkë, vulë. *lu vu bala* u njo-llos me turp.
BALË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Baldosë. BALË,(i, e) *mb. shih* BALER (i, e).
BALËDRENJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dhi me
brirë të gjatë e të drejtë dhe me bale të bardhë në ballë.
BALËMUSHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dhi me
qime të murrme si të mushkës dhe me një bale të bardhë në ballë.
BALËR (i, e). *mb.* 1. Që ka një bale të bardhë në ballë, në turi a në trup (për kafshët shtëpiake). *Dhi (dele, lopë) e baler. Ka (kale, qen) i baler.*
2. *fig.* I njollosur me turp, i damkosur.
BALËSORRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dele e zezë në të çelur në të gjithë trupin, që ka një bale të bardhë në ballë. *Qengji i balësorrës.*
BALlSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* BALË, —A 11- *Lopë me baliskë.*
2. Lopë a dhi me një bale të bardhë në ballë. *Futi baliskën në kasolle.*
3. Lulja e ballit. *E qëlloi me plumb në baliskë.*
4. Cope lëkure me lara, që vihet për bukuri në samar ose në vithe të kafshës së ngarkesës. *hodhi mushkës një baliskë.*
BALISTIK,~E *mb. spec.* Që ka të bëjë me balistikën, që lidhet me balistikën, i balistikës; që lëviz sipas ligjeve të balistikës. *Predhë (raketë) balistike. Vale balistike. Lavjerrës balistik. Fluturim balistik.*
BALISTIKË,~A . *mek.* Shkenca që studion ligjet e lëvizjes së predhës brenda tytës së një arme ose gjatë fluturimit të lire. *Balistike e brëndshme (e jasht-me). Ligjet e balistikës.*
BALlSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tufë e gjatë flokësh, që u lihet mbi ballë zakonisht fëmijëve kur qethen.
2. *shih* BALË, ~Ai,.
BALKROCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lloj trënda-fili, me gjethe gjithmonë të blerta, m e lule të bardha, me erë të mirë e të grumbulluara në tufa; trëndafil breshke.
BALO,~JA *m. sh.* ~, ~T. 1. Qen ose ka me një bale të bardhë në ballë a në turi. *Leh baloja. Mbërtheu baton në zgjedhë.*
2. *bised.* Njeri me flokët dhe qimet e fytyrës krejt të bardha, çubardh.
3. Njeri që e dine të gjithë se është i keq, njeri me damkë.
• Ku lë laroja tëhajë baloja *keq. shih te* LARO,~JA. Kape laio, prite balo! *tall,* s'e merr vesh i pari të dytin, se secili bën sipas kokës.
BALOJ,~I *m.* Ka balash.
BALOK,~E *mb.* 1. *shih* BALER (i,e). *Kale (qen) balok.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për kafshët).
BALONË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Sferë e madhe prej pëlhure ose prej lënde tjetër të forte e të papër-shkueshme nga ajri, që mbushet me gaz të lehtë dhe që shërben për të ngritur lart në ajër një aerostat, pajisje
për studime meteorologjike etj.; aerostati që ngrihet në ajër me një sferë të tillë. *Balonë meteorologjike. Balonë me hidrogjen. Ngjitej me balonë.*
*2.* Lodër fëmijësh, që bëhet me letër të hollë të nderë mbi fije kallamash dhe që lëshohet lart në ajër e mbajtur me pe të forte. *Balonë letre. Bishti i balonës. Bëj një balonë. Lëshoj (ngre) balonën.*
3. Tullumbace. *Balona me ngjyra. Fryj balonën.*
4. *bised., vjet.* Aeroplan. *Balonë armike.*
5. *spec.* Enë qelqi a metali si sferë, që përdoret për të mbajtur mbyllur lëngje ose gaze. *Balonë qelqi. Balonë me oksigjen. Balona e llambës.*
6. *tekst.* Fill i mbledhur si kon në masurin e makinës së tjerrjes.
Balonë prove *libr.* mjet që përdoret për të hetuar mendimin e të tjerëve për diçka, për të njohur men-dimin e përgjithshëm rreth një çështjeje.
BALOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. I vë dikujt një njollë, i bëj një bale.
2. *fig.* E turpëroj dike, i vë njollë të zezë, e damkos. BALOSEM. *Pës.* e BALOS.
BALOSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *shih* BALASH, ~I i,2. *hipi balo shit.*
2. *zool.* Stipend uji që jeton nëpër këneta, me i vogël se rosa, me pupla në ngjyrë të çelur e të bardha në kokë.
Nuk e pyet as për osh as për balosh *shih tek* OSH,~I.
BALOSH,~E *mb. shih* BALASH,~E. *Lëkurëba-loshe. Flokë baloshë. Lule baloshe.*
BALOSHAN,~E *mb. shih* BALASH,~E. *Dash baloshan.*
BALOSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* BA-LASHE,~JA.
2. *bot.* Mështekën.

BALSAM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Lëng i trashë si rrëshirë, me erë të mirë, që kullon nga disa drurë dhe që përdoret në teknikë e në mjekësi. *Balsam bredhi.*
2. Lëng i trashë, i përgatitur me lule balçi (lule balsami), të mbajtura në vaj ulliri, që përdoret në mjekësinë popullore për plage dhe si qetësues. *Vaj balsami.*
3. *fig.* Mjet Që zbut a që qetëson dhembjen, ngu-shëllim. *Fjala iu be balsam.*
*It* I vuri (i derdlii) balsam e qetësoi; e ngushëlloi. Lule balsami *bot. shih te* LULE,~JA.
BALSAMARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *libr.* Enë prej balte me grykë të ngushtë, për të mbajtur balsam ose erëra të mira.
BALSAMIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BALSAMOJ, BALSAMOHEM. *Balsamimi i kufomës. Balsamimi i një kafshe (i një shpendi).*
BALSAMOHEM. *Pës. e* BALSAMOJ,.
BALSAM0J *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Lyej me balsam a me ndonjë lëndë tjetër trupin e një të vde-kuri, të një kafshe ose të një shpendi, që të mos pri-shet për një kohë të gjatë.
— 1562. *fig.* I zbut dëshpërimin dikujt, i lehtësoj dhembjen; e ngushëlloj. *Fjalët e tij i balsamuan zemrën.*
BALSAMOS *kol.,* ~A, ~UR. *shift* BALSAMOJ.
BALSAMOSEM *pës. shih* BALSAMOHEM.
BALSAMOSJE,~A *sh.* ~E, ~ET. *shih* BALSA-MIM,~I.
BALSAMOSUR (i, e) *mb. shih* BALSAMUAR (i, e).
BALSAMTË (i, e) *mb.* Që përmban balsam; që lea vetitë e balsamit; që bie ere të mirë. *Erë e balsamtë.*
BALSAMUAR (i, e) *mb.* 1. Që është Iyer me balsam a me ndonjë lëndë tjetër për të mos u prishur (për trupin e një të vdekuri, të një kafshe a të një shpendi). *Trup* i *balsamuar. Kafshë të balsamuara. Zog i balsa-muar.*
2. Që ka erë të mirë e dehëse. *Erë e balsamuar.*
BALSAMCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me balsamimin e kafshëve.
BALTAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vend me shumë baltë, batok. *Ra (ngeci) në baltak.*
BALTAK,~E *mb.* Që është plot me baltë, që ka shumë baltë; që është i qullët si baltë. *Vend baltak. Tokë baltake.*
BALTANIK,~E *mb. shih* BALTAK,~E. *Vend bal-tanik. Tokë baltanike.*
BXLTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që gatuan baltën për tulla e tjegulla ose për të Iyer muret.
BALTAS *ndajf.* Me baltë; nëpër baltë. *Luanin baltas.*
B,ALTAVEC,~E *mb.* 1. Që është i squllët si baltë, i butë si brume. *Pjepër baltavec. Bukë baltavece.*
*2. fig. shar.* I qullët në punë, i ngathët; dembel.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për sendet e njerëzit).
BALTEMË (I), ~E (e) *mb.* Që vjen i squllët si baltë; i pashije, i bartë. *Dardhë e balteme.*
BALTET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Squllët, zbruhet si baltë; bëhet i pashijshëm. *Është baltur gjella.*
BALTË,~A. 1. Dhe i përzier me ujë, tokë e qullët zakonisht në fushë, nëpër udhë etj. *Baltë e kuqe (e zezë). Baltë e ntadhe. Baltë vjeshte. Ngjyrë balte. Vend me baltë. Këpucë me baltë. Bëhet baltë. Bëhem me baltë. Zë baltë (udha). Lyej me baltë. Eci nëpër baltë. Bie (ngec) në baltë. Fshij baltën.*
2. edhe *sh.* ~A, ~AT ose ~ËRA, ~ËRAT. Vend me dhe të përzier me ujë; cope dheu e njomur ose stërpikë uji e përzier me dhe. *Pastroj baltërat. Heq bait at. Shkoq baltën.*
3. Tokë në përgjithësi; truall, dhe; *poet,* toka mëmë, atdheu. *Balta jonë. Balta arbërore. Ka lindur në kite baltë.*
*4.* Dhe (zakonisht deltinë), i përzier me ujë, i ngje-shur e i mbrujtur për të bërë enë, tulla etj. ose për të Iyer murin. *Baltë e pjekur. Baltë shtamash. Enë (poçe, tas) balte. Kandil balte. Mur me baltë. Kasolle prej balte. Gatuaj (përziej) baltën. Lyej me baltë.*
5. Lënda, më të cilën është bërë një *gji; fig.* brume. *Baltë e dobët. Unazë me baltë të keqe.*
*6.* Lymi i disa ujërave minerale, që përdoret si m jet kurimi. *Baltë llixhe. Banjë me baltë.*
7. edhe *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. Mbeturina të një lëngu që kullojnë në fund, fundërri, Hum; papastërti që zë diçka, zgjyrë. *Baltë kafeje. Baltë vaji. Baltë duhani. Balta e kokës. Baltë veshi. Baltë dhëmbësh. Balta e dyfekut. I pastroj baltën çibukut.*
8. *fig. keq.* Send a njeri pa vlerë; diçka që kushton fare lire. *U be baltë dikush a diçka.*
9. edhe *sh.* ~ËRA, ~ËRAT *fig. keq.* Diçka e ndyrë, ndyrësi, diçka e pandershme. *Baltërat e shekujve. Balta e turpit. Pastroi baltërat.*
*ir* Baltë e dobët a) njeri i dobët nga trupi, që nuk u qëndron dot sëmundjeve, lodhet shpejt etj.; b) *keq.* njeri i pakarakter; njeri i paqëndrueshëm, njeri i lëku-ndshëm. Baltë e ngjitur *keq. shih te* NGJITUR (i, e). Bën baltë *tall,* rri kot, rri pa punë ose merret me diçka të padobishme. E bëri baltë *dike* e shkatërroi, eshpar-talloI, e bëri pluhur e hi. E bëri baltë *dikuka.* shkuar dendur te dikush, e ka tepruar me vizita të shpeshta. U be baltë (në fytyrë) u zverdh, u zbeh shumë, ii be dhe (nga frika, nga tronditja etj.). I bëhej baltë *dikujt* (bëhej baltë *para dikujt)* i përulej shumë, i vinte pas i nënshtruar e i poshtëruar, i bëhej këpucë. U be baltë e pluhur u përul para dikujt, u nënshtrua, u be urë. Ra në baltë u fut padashur në një gjendje të keqe, ra në rrethana të vështira. Doli (u ngrit) nga balta doli nga një gjendje e vështirë, e prapambetur ose poshtëruese; shpëtoi nga një hall, vështirësi a e keqe. Flori në baltë (në pleh) *shih te* FLORI,~RI. Hëngri balte *përçm.shih* re HA. Hedh në baltë hedh poshtë si diçka pa vlerë, shkel me këmbë, ndyn, njollos. I hedh baltë *dikujt* (hedh baltë *mbi dike) shih te* HEDH. Me këmbë prej balte shumë i fuqishëm në dukje, por me mbështetje të dobët, i paqëndrueshëm. E la në baltë (në batak) *dike* a) e la në vështirësi kur duhej ta ndihmonte, nuk i dha ndihmën që priste, i doli i pabesë dhe e braktisi në rrethana të vështira; b) ia kaloi një tjetri, e la prapa; ishte me i aftë e me i zoti, me i fuqishëm etj. se ai; qëndron shumë me lart se një tjetër. Mbeti (ngeli, ngeci) në baltë ra në një gjendje të keqe, nuk i kapërceu dot vështirësitë e pengesat, nuk doli dot nga gjendja e vështirë. E nxori (e qiti, e ngriti, e çol) nga balta *dike a* ndihmoi që të dilte nga gjendja e vështirë, e shpëtoi nga një vështirësi, hall a e keqe. E tërhoql (e hoql) në baltë *dike* e shpuri në udhë të keqe, e çoi në rrugë të gabu-ar. I bëhet balta flori *dikujt shih te* FLORI,~RI. I bëhej baltë në opingC *dikujt keq. shih tek* OPINGË, ~A. Çante baltërat për të tjerët *shih te* ÇAJ. E kam gojën baltë kam një shije të keqe *ni* gojë. Nuk {Ia balte nën thua *dikujt* ia nxori të palarat në shesh, ia zbuloi të gjitha të metat e gabimet. Mbuloi balta baltën *përb.* thuhet kur vdes një njeri i keq, i pavlerë a i poshtër, që ka bërë shumë të liga (në kuptimin "mirë bëri që vdiq"). Iu ngjit si balta (si bajga) pas këpucës *thjeshtligj.*

*shih te* BAJGË~A. Nuk lyhet (nuk feiliqet) dielU me baltë. *u. shih te* DIELL,~I. I zoti e nxjerr (e qit) gomarin nga balta *fj. u.* punën e kryen ai që e ka për-sipër, i zoti i punës e nxjerr atë në krye. Ajo balte për ate mur është *përçm.* ka gjetur shoku-shokun, ka gjetur tenxherja kapakun; sipas kokës edhe festen. Këmbë për balte, gojë për mjaltëyy.u. ai që punon, ka edhe të hajë. Balte e bardhi (balte kreu, balte koke) një Hoj deltine e bardheme që përdorej për të larë kokën, botë. Baltë xkanaik lëndë e posaçme si brume, që përdoret për të zënë anët e xhamave.

BALTË (I, e) *mb.* Që është prej balte, i bërë me baltë. *Enë e baltë. Qyp i baltë. Taa të balta.*BALTËGORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Qyp i madh që bëhet me baltë të përzier me hi, raagrip.

BALTËPUNCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që gatuan baltën në një punishte tullash, poçesh etj.; baltar.

BALTËROK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Shkurre deri një meter e lartë, e ngjashme me pjerëzën e shkëmbinj-ve, me gjethe të forta, të qëndrueshme e me dhëmbëza afër majës, me lule të verdheme, që bën kokrra në ngjyrë si në të verdhë ose të kuqërreme.

BALTIM,~I *m.* Shije e keqe që ndiejmë në gojë.

BALTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me baltë e me ujë, batak; një cope vend në mes të ujit, me tokë të butë e të lagët. *Baltinë e tharë. Kishte rënë në një baltinë.*

BALTlSHTË,~A *sh.* ~A, ~AT. Tokë që mban ujë e që nuk kullon; tokë që zbutet lehtë e bëhet baltë.

BALTOHET *vetv.* Me vjen shije e keqe në gojë, me bëhet goja baltë. *Me ëshië baltuar goja.*

BALTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Lyej me baltë; mbështjell me baltë. *baltoi rrënjët fidanit.*

BALTOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Një nga gurët, zakonisht prej balte të pjekur, që vihen në vend të këmbjeve nën tepsi, kur pjekim diçka në zjarr.

2. Rrotull balte, që i vihet boshtit të qerthullit për t'u mbështetur.

BALTORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Enë prej balte (tas, tavë, shtambë etj.). *Bait ore për gjellë (për ujë).*

2. *shih* BALTISHTË,~A.

BALTOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Përlyej a fëlliq me baltë, bëj me baltë, përbalt. 2. Ngjesh me këmbë dheun e njomë dhe e bëj baltë.

BALTOSE M *vetv.* 1. Përlyhem a fëlliqem me baltë, bëhem me baltë, përbaltem.

2. Bëhet baltë, kur njomet e ngjishet me këmbë (për dheun). *U baltos vendi.*

BALTOVEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool. shih* BAL-TUK,~U. *Gjuaj me baltovecë.*

BALTOVINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend me baltë; tokë e lagët dhe e butë si baltë, baltinë. *Balto-vinat e kënetës.*

2. Baltë e nolle, Ilurbë balte, llucë; balturina. *Balto-vinat e udhës.*

BALTUK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Peshk i vogël, i ngjashëm me shojzën, i bardhë, pa hala, me mustaqe e me qime në trup, që jeton në ujëra të ëmbla e me baltë.

BALTUR (I, c) *mb.* Që është squllur; që është si baltë c ka humbur shijen. *Dardhë e ballur. Gjellë e balt(ir.*

BALTURlNË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Co-
pera balte, baltëra. *Balturinat e këpucëve.*

2. Enët prej balte, baltoret; prodhimet prej bake. *Mbante balturina.*

BALTHUKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre e madhe me dru të lakueshëm, me gjethe të vogla gja-toshe, me lule të verdha, që i kanë petlat të ngjitura si luspat e peshkut e me crë të keqe.

BALCN,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Thes i madh, që përdorej për të mbajtur lesh, stofra etj. *Një balun pambuk. Dy balunj lesh.*

BALUSHAN,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Dash me bale në ballë.

BALCSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* BALË, ~A ii.

2. Njollë e ndritshme, që formohet në një vend të mbyllur e të errët, ku bie një rreze drite. *Balushë drite.*

3. *zool. shih* BAJZË,~A.

BALLA,~T . *vet. sh.* Gjysma sholle a gome, që u vihen këpucëve në taban kur ndreqen. *Një pale balla. U hedh (u vë) balla këpucëve.*

BALLABALLAS *ndajf.* Ballë për ballë, njëri kun-drejt t jetrit, përballë. *dal ballaballas. I \ë ballaballas.*

BALLABALLË *ndajf.* Ballaballas.

BALLADËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *krahin.*

1. Ujëvarë.

2. Humnerë. BALLAFAQAS *ndajf.* Ballafaqe.

BALLAFAQE *ndajf.* Sy ndër sy, haptas, sheshit; ballë për ballë. *Flas (dal) ballafaqe. E nxjerr ballafaqe. I qëndroi ballafaqe.*

*k* Vë (bëj) ballafaqe ballafaqoj.

BALLAFAQIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe rrjedhimi i tij Sipas kuptimeve të foljeve BALLAFAQOJ, BALLAFAQOHEM. *Ballafaqim revolucio-nar. Ballafaqimi me popullin. Ballafaqimi i së resë më të vjetrën. Ballafaqimi i përvojës. Ballafaqimi i mendi-meve (i pikëpamjeve). Ballafaqimi i dëshmitarëve. Me-toda e ballafaqintit. Kërkoi ballafaqim. Bëj ballafaqi-min.*

BALLAFAQOHEM *vetv.* 1. Vihem ballë për ballë me një tjetër për të nxjerrë në shesh të vërtetën rreth pohimeve të bëra, bëj ballafaqimin me dike; *drejt.* dal para hetuesisë e merrem në pyetje para një të pandehu-ri a një dëshmitari për të gjetur kundërshtimet në pohi-met dhe për të zbuluar të vërtetën. *V ballafaquan para kolektivit. Ballafaqohen dy veta.*

*2.* Vihem ballë për ballë me një tjetër për t'u kra-hasuar më të dhe për të përfituar nga përvoja e tij a për t'i dhënë përvojën time.

3. I vihem ballë për ballë dikujt si kundërshtar, i qëndroj kundër. *Jemi baltafaquar shumë here me armiqtë.*

4. *Pës. e* BALLAFAQOJ 3.

BALLAFAQOJ *kal.,* ~OVA, ~t)AR. l.'V ballë për ballë e i pyes dy a me shumë njerëz për të kra-hasuar pohimet e tyre, që të dale në shesh e vërteta, bëj ballafaqimin; *drejt.* nxjerr para hetuesisë e marr në pyetje në prani të njëri-tjetrit dy a me shumë të pandehur ose dëshmitarë për të gjetur kundërshtimet në pohimet e tyre dhe për të zbuluar të vërtetën. *Ballttfaquan të pandehurin me dëshmitarët.*

2. Vë ballë për ballë dhe krahasoj dy a me shumë anë, gjëra, çështje etj. për të gjetur përkimet ose dalli-met a mospërputhjet ndërmjet tyre-; vë ballë për ballë dy a me shumë rrethe, ndërrnarrje, punonjës etj. për t'i krahasuar me qëllim që të përfitojnë nga përvoja e njëri-t jetrit; krahasoj, përqas. *Ballafaqoj men-4imet (përvojën, metodat e panes).*3. *krahin.* Bashkoj dy sende, i vë buzë me buzë, puthit. *Ballafaqoj anët e çatisë në kulm. Ballafaqoj dërrasat e kades.*

BALLAMAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *del.* Litar i trashë, i cili shërben për të Hdhur anijen në port që të mos lëvizë, cimë e trashë. *Hedh ballamarin. Lidh me ballamar.*
*2.* Litar i trashë që përdoret për të lidhur mallrat e[1] ngarkuara në një mjet. *Lidh me ballamar. Dy të marrë këputin një ballamar. fj. u.*
BALLANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* BALLË,
~I 1 2-
BALLANIKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Cope dërrase e gjerë, që përdoret në vend të tjegullave për të mbuluar çatinë. *Çati me ballanike.*
BALLANXHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Hur-dhë, pellgore.
BALLARGJEND,~E *mb. poet.* 1. Që ka fytyrë të paster, të ndritshme e të bukur, që i shkëlqen balli si argjend, ballëndritur.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerëzit).
BALLAS *ndajf.* 1. Në drejtim të anës së përparme të diçkaje, përballë; ballë për ballë. *Sulm ballas. I da! (i rri) ballas. I bie ballas punës.*
I 2. Haptas, sheshit; sy ndër sy. *Tregoj ballas. la mori ballas.*
BALLASTAMA,~JA *sh.* ~, ~TË *del.* Trari i pjerrët që del sipër bashit a kiçit të barkave dhe që vjen si vijim i kallumes. *Ballastamaja e kiçit (e bashit).*
BALLAZI *ndajf.* Ballas.
BAlXCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Një lloj kësule grash, zakonisht e qëndisur, që mbulonte edhe ballin, ballore.
2. Rrip i ngushtë që lidhnin grate në ballë. *Vuri ballcën.*
BALLÇAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Derë e vogël prej thuprash për të mbyllur vathën, trine, lesë.
BALLE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Pjesa e sipërme e ballit të një shtëpie, në trajtë të një trekëndëshi, që ndodhet në mes të dy kulmeve anësore të çatisë. *Dërrasë balleje. Lyej ballenë.*
BALLË,~I i *m.* 1. Pjesa e sipërme e fytyrës së njeriut midis syve dhe flokëve; pjesa e sipërme e tu-ririt të shtazëve. *Ballë ilartë (i gjerë, i ngushtë). Ballë i dale (ifutur). Me ballë të ngrysur (të vrenjtur). Shtegu (mesi) i ballit. Lulja e ballit. Damari (nervi) i ballit. Lëkura (kocka) e ballit. Rrudhat e ballit. Djersa e ballit. Rrudh ballin. Fshij ballin. E puth në ballë. Lëshoj flokët mbi ballë.*
2. edhe *sh.* ~Ë, ~ËT. Faqja e përparme e kryesore e një ndërtese, e një sendi etj.; pjesa që duket, ana që bie në sy. *Balli i shtëpisë. Balli i anijes. Ballet e arkës* anët më të ngushta të arkës. *Ballet e krevatit* kokat c krevatit. *Balli i samarit. Balli i djepit. Ballet e vozës* ballësoret. *Ballet e dhomës* dy faqet e ngushta të dho-mës. *Me ballë nga dielli. Në ballë të odes.*
3. edhe *fig.* Pjesa e fillimit të një sendi, fillimi i diçkaje, kreu; fillimi i një stine a i një kohe; radhët e para, vendi që ndodhet në kxye e me i rëndësishmi. *Balli i oxhakut* qoshja. *Balli i kolonës (i demonstrates). Balli i kopesë. Balli i vendit. Balli i gazetës. Balli i ujit.*
*Në ballë* në vijën e pare, në krye; në udhëheqje; në fillim, herën e pare.
*4. min.* Pjesa e përparme e një galerie, e një tuneli, e një pusi etj., ku bëhet gërmimi për të nxjerrë mineral. *Ballë i verbët. Balli i galerisë (i tunelit, i pusit). Balli i punimit. Ballë kërkimi.*
5. Vija e ndeshjes me kundërshtarin, front. *Balli i pare. Ballë i gjerë. Zunë ballin.*
*6. fig.* Pjesa më e zgjedhur; ai që është me i mirë, lulja, ajka; gjëja më e parë e me kryesore. *Balli i djemve (i djalërisë, i burrave, i trimave). Balli i vajzave (i nuseve). Balli i miqve. Balli i grurit. Balli i kuajve. Balli i gjellëve. Balli i rakisë. Marr ballin e ballin* marr pjesën më të mirë.
7. *përd. parafj.* Përballë, përkundrejt, përpara. *Ballë një muri. Ballë armikut.*
*ie* Ballë për ballë a) njëri kundrejt tjetrit, me fytyrë njëri përballë tjetrit; përballë, përkundrejt; b) njëri kundër tjetrit si kundershtarë; në luftë të hapur me dike a me diçka, pa iu trembur e me guxim. Ballë e fund kokë e këmbë, krejt. Balli i kazanit rakia e parë dhe më e forte që nxjerrim kur bëjmë raki. As ballë as bisht as nga të parët as nga të fundit, i me-sëm. Me ballë hapur (hapët) *shih te* HAPUR. Me ballë të hapur (të çelur) *shih te* HAPUR (i, c). Me ballë (me ballin) lart ballëlart. Me ballë të larë *shih te* LA-RË (i, e). për ballë të laraskës (për bishtin e laraskës) *shih te* BISHT,~I. Bëri (dha) ballë *shih te* BËJ. I bëj ballë *dikujt a diçkaje shih te* BËJ. Të can (ta jep) në ballë është shumë i ftohtë; është shumë i forte (për pijet). Laj ballin *para dikujt shih te* LAJ. Iu nxi balli *shih te* NXIHEM. Në rogë të ballit *shih te* ROGË,~A. Rrudhi (ngrysi, mblodhi) ballin (ve-tullat) *shih te* RRUDH. për sytë e ballit (për këta sy që kam në ballë) *bet. shih te* SY,~RI. Shikon (vësh-tron) nën ballë shikon shtrembër e me inat, shikon me zemërim. Ylli i ballit lulja e ballit. Me yll në ballë *shih tek* YLL,~I. për dy gisht ballë për nderin e vet. E kam ballin të hapur *shih te* HAPUR (i,e). I kam sytë në ballë shoh, e kam kujdes vetë; i hap sytë mirë. E ka të shkruar në ballë duket qartë, e shch kushdo. I kërceu (i hipi, iu ngrit) delli I ballit *shih te* DELL,~I. Mbaj ballin lart jam i guximshëm e i pa-përkulur, qëndioj krenar. Ngre ballin (lart) *shih te* NGRE. Pash (pasha) sytë e ballit *betim. shih te* SY,~RI. I ka plasur cipa (peta) e ballit *keq.* është i pacipë, s'ka turp fare. I ka plasur damari (delli) i ballit (i ma-rres) *keq. shih te* DAMAR,~I. I qeshi shtegu i ballit *shih te* SHTEG,~U. la qëndisi në lule të ballit *shih te* LULE,~JA. I ra ballit me dorë shfaqi në mënyrë të papritur habinë, pendimin a zemërimin e vet. E ruaj (e dua) si sytë e ballit (si dritën e syve) *shih te* SY,~RI. Rron me djersën e ballit *shih te* DJERSË,~A 3. Vë ballë për ballë i vë njërin përballë tjetrit; i vë njërin kunder tjetrit, bëj që të ndeshen njëri me tjetrin. E puth dhe e vë në ballë e pëlqej, e pranoj me gjithë qejf diçka që është më e mirë se një tjetër më e keqe; ku ta gjej! Nga vë ballin, vë thembrat (thembrën) *tall,* kthe-het mbrapsht, tërhiqet nga ka ardhur.
BAlXË,~I 11 *m. sh.* ~Ë, ~ËT *spec.* Njësi për të matur shkallën ose forcën e tërmetit, të erës etj. *Tër-met shtatë ballësh. Era vajti pesë ballë.*
BALLË,~I HI *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Krehër pushke me pesë a gjashtë fishekë; krehër që mban fishekët e pushkës. *Tre ballë fishekë. Mbush ballin me fishekë. 1 vuri pushkës ballin. E shkrepi të gjithë ballin.*BALLËBARDHË *mb-* 1. Që e ka ballin të bardhë (për kafshët e shpendët e shtëpisë). *Dhi (dele, lope) ballëbardlië. Ka (qen) ballëbardhë. Pate ballëbardhë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për kafshët c shpendët e shtëpisë).
BALLËBRESHTËZ,~A . *sh.* ~A, -AT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, e ngjashme me gra-shinën, me gjethe të vogla e të renditura dy e nga dy në bisqe, me

lule të bardha e në tufë Si të akacies, që rritet në ara e livadhe dhe që është ushqim i mirë për kafshët.
BALLËCELIK,~E *mb. poet.* I forte si çeliku, që can përpara pa u përkulur. *Parti (ushtri) ballëçelike.*
BALLËÇELUR *ndajf.* Krenar, ballëhapur; me fytyrë të qeshur. *Qëndron (shkon) ballëçelur.*
BALLËDALË *mb.* Që e ka ballin të dale përpara, me ballë të kërcyer. *Njeri (grua) ballëdalë.*
BALLËFLORI *mb. poet.* Që e ka ballin të bukur, ballëndritur. *Nuse ballëflori.*
BALLËFSHEHUR *mb.* 1. Që fshihet si me turp, i druajtur.
2. *përd. ndajf. krahin.* Me kokën të ulur nga turpi, me druajtje. *Rrinte ballëfshehur.*
BALLËGËSHTENJË *mb. poet.* Që e ka ballin të bukur, ballëndritur. *Vajzë ballëgështenjë.*
BALLËGREP,~E *mb. poet.* Që e ka vijën e ballit të lakuar, ballëhark. *Moj syzezë, ballëgrepe!*
BALLËGJERË,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Peshk i ujërave të ëmbla, me kokë të madhe e të gjerë dhe me trup të trashë.
BALLËGJERË *mb.* 1. Që e ka ballin të gjerë. *Burrë ballëgjerë. Peshk ballëgjerë.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BALLËHAPËT *ndajf.* Ballëhapur. *Eci (dal) ballë-hapët.*
BALLËHAPUR *ndajf.* 1. Me ndërgjegje të paster, me guxim e pa druajtje, ballëlart. *Qëndron (shkon, del) ballëhapur. E pres ballëhapur.*
2. si *mb.* Që e ka ndërgjegjen të paster, që ecën me guxim e pa druajtje në jetë; i hapur, i çiltër. *Jam ballëhapur.*
BALLËHARK *mb. poet.* Ballëgrep.
BALLËHËNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Kafshë (zakonisht lopë), që ka në ballë një bale të bardhë si hënë.
2. *poet.* Grua a vajzë me ballë të gjerë e të bukur, ballëndritur.
BALLËKRENAR *ndajf. poet.* 1. Me krenari, ballëlart. *Rri ballëkrenar. 2. përd. mb.* Që e mban ballin lart, krenar.
BALLËKUQ,~E *mb.* 1. Që ka një pullë të kuqe në ballë; që e ka ballin të kuq (për kafshët shtëpiake).
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për kafshët shtëpiake).
BALLËLART *ndajf.* Krenar për punën e kryer; me kokën lart, pa u përkulur para vështirësive. *Qëndron ballëlart. Parakalojmë ballëlart. Shkojnë ballëlart (në kongres).*
BALLËLARTË *mb.* 1. Ballëgjerë. *Burrë ballëlartë. 2.* Që është krenar për punën e kryer; që e mban kokën lart para vështirësive.
BALLËMADH,~E *mb.* Që e ka ballin të madh, ballëgjerë. *Njeri ballëmadh. Grua ballëtnadhe.*
BALLËNDRITUR *mb. poet.* 1. Që ka fytyrë të hijshme, që shkëlqen nga bukuria; që i ndrit fytyra nga gëzimi. *Vajza ballëndritura.*
2. *fig.* Faqebardhë, ballëhapur.
BALLËNGRYSUR *mb.* I ngrysur në fytyrë, i vrenj-tur, i zymtë. *Rrinte ballëngrysur.*
BALLËNGUSHTË *mb.* Që e ka ballin të ngushtë. *Fëmijë ballëngushtë.*
BALLËNXIRË *mb.* Shumë i ngrysur në fytyrë, i nxirë në fytyrë; ballëngrysur. *Plak ballënxirë.*
BALLËPRARUAR *mb. poet.* Që e ka ballin si të praruar, ballëndritur.
BALLËRRUDHUR *mb.* I zhytur në mendime të rënda, i menduar; i vrenjtur, i ngrysur, i mërzitur.
BALLËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Kurrizi i dorës, e prapta e dorës. *ra me ballës,*
2. Kunji i kreut, që mban rrasën e batit për të zënë zogj.
BALLËSOHEM *vjet. Pës.* e BALLËSOJ i-
BALLËS,OJ kal., ~OVA, ~UAR *vjet.* 1. Përballoj. *Ballcson erën.*
2. I dal përballë.
BALLËSOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesa e për-parme e samarit a e shales, balli i samarit a i shales, kaptelli, balluku. *Ballësori i samarit (i shales). E lidh litarin në ballësor.*
2. Tra në anë të çatisë, që shkon nga streha në kulm, mahi. *Ballësorët e çatisë.*
BALLËSOR,~E *mb.* Që bëhet në ballë të gjerë, që i përfshin të gjitha njëkohësisht. *Zgjidhje ballësore. Përparim ballësor. Në mënyrë ballësore.*
BALLËSORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Një cope vend i rrafshët në shpat mali a kodre; shullë. *Ngjitem në ballësore.*
*2.* Një nga dy anët e sheshta të fuçisë, fundet e fuçisë. *Ballësorët e fuçisë.*
BALLËSTOLlSUR *mb. poet.* Që e ka ballin të zbukuruar e të stolisur me diçka.
BALLËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që prin në balle, prijësi, i pari. *E kemi ballëtar.* 2. Përçor.
BALLËTOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Përçor. 2. *shih* BALLËSOR,~I,.
BALLËVENETlK,~E *mb. poet.* Që e ka ballin të lartë e të bukur, ballëndritur.
BALLËVERDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog me trup shumë të vogël, me krahë të verdhë, që e ka ballin të kuq me pika të verdha dhe që nuk shtegton në dimër.
BALLËVRENJTUR *mb-* Fytyrëvrenjtur, i ngrysur. *Rrinte ballëvrenjtur.*BALLËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Njëri nga të dy drunjtë e lëmuar të sajës, me kreun të kthyer lart, më të cilët rrëshqet ajo.
BALLËZI,~ZEZË *mb.* 1. Që ka një pullë të zezë he ballë; që e ka ballin të zI (për shpendët). *Pëllumb ballëzi.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për shpendët).
BALLGAM,~l *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* KËLBAZË, ~Aj. *Kollë me ballgam. Nxjerr (pështyn) ballgam.*
•*k* E kam ballgam në zemër me rëndon e me shqetëson shumë, e kam gozhdë në zemër.
BALLGCN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot., krahin.* Shpardh.
BALLGUNISHTË,~A *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Pyll shpardhi.
BALLI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Pëllumb me një pullë të kuqe në kokë.
BALLICË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Shami, më të cilën grate mblidhnin flokët, duke mbuluar edhe një pjesë të ballit. *Lidhi ballicën.*
BALLIÇ,~E *mb. keq.* Ballëdalë.
BALLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *arkit.* Faqja kryesore e një shtëpie, me dyer e dritare të zbukuruara; pjcsa e zbukuruar mbi derën a mbi dritaret e një shtëpie; parëse, fasadë. *Pamja e ballinës.*
2. *shtypshkr.* Faqja e parë e një libri, ku shtypet titulli; figure për zbukurim në faqen e parë të një libri ose në krye të fletës. *Faqos ballinën.*
BALLIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Anëtar i "Ballit Kpmbëtar" (organizatë politike tradhtare e borgjezisë dhe e çifligarëve, që bashkonte rryma të ndryshme reaksionare në kohën e Luftës Nacionalçlirimtare dhe qe me një

program demagogjik nationalist iu kundërvu Frontit Nacionalçlirimtar e bashkëpunoi me pushtuesit fashistë e nazistë). *Lufta me ballistët. Krimel e ballistëve.*

BALLIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me organizatën politike tradhtare të "Ballit Kombëtar" dhe me veprim-tarinë e saj, i "Ballit Kombëtar"; që ka të bëjë me ballistët, i ballistëve. *Çetë (bandë) balliste. Krerët ballistë.*

BALLJE,~A *sh.* ~E,~ËT. Cope prej pëlhure të bardhë ose prej atllasi të zi, që e lidhnin grate mbi ballë në shenjë zie.

BALLKANAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës i gadishullit të Ballkanit ose ai që e ka prejardhjcn nga gadishulli i Ballkanit.

BALLKANAS,~E *mb.* Që ka të bëjë me ballkanasit, që u përket popujve të Ballkanit, i ballkanasve; ball-kahik. *Ushtria ballkanase. hist. Autorë balikanas.*

BALLKANlK,~E *mb.* Që lidhet me gadishullin e Ballkanit ose me vendet, popujt a shtetet e Ballkanit, që është karakteristik për gadishullin e Ballkanit ose për ballkanasit, i Ballkanit ose i ballkanasve; që është krijuar nga ballkanasit. *Gadishulli Ballkanik. Popujt batlkanikë. Vendet (shtetet) ballkanike. Lufta ballkanike. hist: Konferenca ballkanike. Aleanca ballkanike. hist. Gjuhësia ballkanike. Lojnat ballkanike. sport. Kupa ballkanike. sport.*

BAIXKANOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Studiues në fushën e ballkanologjisë.

BALLKANOLOGJI,~A. *libr.* Tërësia e Studimeve për historinë, për gjuhën dhe për kulturën e popujve të Ballkanit. *Zhvillimi i ballkanologjisë.*

BALLKANOLOGJIK,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me ballkanologjinë, i ballkanologjisë. *Studime (shken-ca) ballkanologjike. Kongres ballkanologjik.*

BALLKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lloj kumbulle me kokrra të gjata e me ngjyrë vishnje në të bardhë.

BALLKON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shesh i vogël, zakonisht katërkëndësh e i ngushtë, i rrethuar me par-makë, që del jashtë murit të një ndertese dhe që lidhet me pjesën e brendshme të saj nëpërmjet një dere. *Ballkon i jashtëm (i brendshëm). Ballkon i mbyllur. Shtëpi me ballkon. Parntakët e ballkonit. Dera e ballko-nit. Dal në ballkon. Përkulem nga ballkoni.*

2. *teatër.* Pjesë e ndarë, kryesisht në katin e mesëm (mbi plate e nën galeri), me vende për shikuesit (në një sallë teatri a kinemaje). *Ballkoni i operës. Vendet e ballkonit. Biletë për në ballkon.*

BALLKOT,~I *m. bot.* 1. Bar peshku. *Zë peshk me ballkot.*

*2.* Një lloj gruri kokërrbardhë, me hala të gjata. I dha barin e ballkotit *dikujt* i mori mendjen, e trullosi.

BALLNlK,~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *shih* BALLË, ~I i 2- *Ballnikët e votes.*

*2. vjet.* Pjesë e përkrenares që mbronte ballin e luftëtarit (në kohë të vjetra). *Ballniku i kaskës.*

3. *vjet.* Pararojë. *Dolt në ballnik. Nxori ballnik.*

BALLO,~JA. *sh.* ~, ~T *vjet.* Mbrëmje Vallëzimi; kërcim, vallëzim. *Ballo me maska. Fustan balloje. Këpucë për ballo. Shkoi në ballo.*

BALLOR,~I *m. 1. anat.* Kocka e ballit.

2. *jig. shih* BALLË,~I i 6. *Ballori i klasës (i sho-këve). Ballori i mishit.*

BALLOR,~E *mb.* 1. *anat.* Që i përket ballit, i ballit. *Kocka ballore. Pjesa ballore.*

*2.* Që ndodhet në ballë të diçkaje, që është nga ana e kreut; që është në pjesën e përparme a në radhët e para. *Faqja (ana) ballore. Sipërfaqja ballore.*

3. Që bëhet në drejtim të ballit a ballë për ballë; që përfshin një kufi të gjerë, që bëhet në ballë të gjerë. *Drejtim bailor. Mësymje ballore. Sulm bailor. Prerje ballore.*

*4. jig.* Që është me i miri në llojin e vet; i zgjedhur. *Lope ballore. Dash bailor.*

BALLORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Tburimë zakonisht me purteka, e cila vihet para dhe pas qerres që të mos bjerë ngarkesa; lesë qerreje. *Ballore kalla-mash. I vë qerres balloret.*

2. *shih* BALLË,~I i 2.

3. Bailee.

BALLTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Sëpatë e madhe e me qafë të gjatë, që përdorin sharrëxhinjtë për të gdhendur ballet e trungjeve, late.

BALLTUKE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Sëpatë me mykë të ngushtë. 2. Shat me faqe të gjerë. *Prashit me bdlltuk.*

BALLUK,~U i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ballësor, kap-tell. *Balluku i samarit. Balluku i djepit.*BALLUK,~U H *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cjap me ba-Iluke.

BALLUKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Tufë flokësh më të gjatë, që bie mbi ballë; *kryes. sh.* flokët që K-shohen mbi ballë, flokët e ballit; flokët. *Balluke të gjata (të dredhura). Balluket e ballit. Lë (mban) balluke. Kreh balluket. Preu balluket. Hedh balluket prapa.*

2. Dele, dhi ose lopë me një tufë qimesh të gjata, *qi* i bien mbi ballë.

I "{ balluke *keq.* c tradhton, e turpëron, i vë brirë (p"r bashkëshortët).

BALLUKECJAP,~E *mb. shak., tall.* 1. Që i lea balluket të gjata e të drejta si të cjapit.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerë-zit).

BALLUKEDREDHUR *mb.* I. Që i ka balluket të dredhura. *Djalë ballukedredhur. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerëzit).

BALLUKEMADH,~E *mb.* 1. Që i ka balluket të mëdha, me balluke të gjata. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për n jerëzit).

BALLUKEMËNJANË *mb.* 1. Që i ka balluket të hedhura në njërën anë të ballit.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për n jerëzit).

BALLUKEPËRPJETË mb. Që i ka balluket të ngritura përpjetë.

BALLUKEPRERË *mb.* 1. Që i ka balluket të prera; që i ka shkurtuar flokët. *Vajzë ballukeprerë.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerëzit).

BALLUKEVERDHË *mb.* 1. Që i ka balluket ose flckët në ngjyrë të- verdhë; leshverdhë. *Çun balluke-verdhë.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerëzit).

BALLUKEZI,~ZEZË *mb. 1.* Që i ka balluket të zeza; që i ka flokët të zinj. *Djalë ballukezi. Vajzë ballukezezë.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerëzit). *Erdhi ballukezeza.*

BALLULUR *ndajf.* 1. Me kokë ulur nga hidhërimi a nga vuajtjet; kokulur. *Shkonin (rrinin) ballulur.*

*2. si mb.* Që e mban kokën ulur nga hidhërimi a nga vuajtjet; kokulur. *Grate ishin ballulur a.*

BAM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Fëmija, pjella (në kuptimin e përgjithshërri). *la bëri bami i vet. U gëzon bamëve të vet.*

BAM *onomat.* 1. Përdoret për të dhënë krismën e një arme ose tingullin e forte që del nga një goditje, nga një përplasje etj. *Bëri pushka bam. Përplasi këmbë'n bam. Binte daullja bam e bum.*

*2. përd. kallëzues. bised.* Përdoret në f jali në vend të foljes për të shënuar një qitje me arm, një goditje a një përplasje me zhurmë të forte e të menjëhershme. *Topi bam e ti po tutje. folk. Pushka bam e ata në sulm. Unë bam këtej, ai bam andej.*

*3. përd. kallëzues. bised.* Përdoret në f jali në vend të foljes për të shënuar një veprim që kryhet menjë-herë, shpejt dhe me force ose një veprim që përsëritet ihpesh. *Bam kritikat,bamfletërrufetë. Bam me pyetje. Bam Hi are e bam në shtëpi.*

*A. Përd. ndajf. bised.* Be fas, papritur, papandehur; menjëherë, pa i lënë kohë; drejtpërdrejt, cope, shko-qur. *E qëlloi bam. Hyri bam. la tha bam.*

*it* Bam e bum jap e man- nga të gjitha anët, bëj ç'është e mundur, përpiqem më të gjitha forcat. la birl bam a) qëlloi me armë, e shkrepi; pati guxim të luftojë; b) plasi nga marazi ose nga inati; c) e mbaroi me në fund një punë, ia bëri fora. Bam këtu, bam atje (bam këtej, bam andej) duke u përpjekur në të gjitha anët; me shumë mundim. Pa çak, pa bam (pa brë as çak, as bam) *shih te* ÇAK.

BAMBU,~JA . *sh.* ~, ~TË *bot.* Bimë e yendeve të nxehta, me kërcell të drunjtë, të forte, të gjatë, me nyja dhe përbrenda fyl si kallami. *Shkop bambaje. Shportë (kanistër, kapele) bambuje. Kasolle bambuje. Pyje me bambu.*

BAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin., vjet.* Qyp i madh prej balte, që përdorej zakonisht për vaj; pille, baltëgore. *Bamë vaji. Bamë me veshë.*

BAMlRËS,~E *mb. shih* MIRËBËRËS,~E. *Sho-qëri bamirëse.*

BAMIRËSl,~A. *sh.* ~, ~TË. *shih* MIRËBËRËSI,

BAMJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të degëzuar, me gjethe të mëdha e të çara si pëllëmbë, që bën bishtaja të vogla, shumë-faqëshe e si bri dhe që rritet si perime; bishtaja e kësaj bime, që përdoret për gjellë. *Bamje lë njoma. Gjellë (mish) me bamje.*

BANAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Tryezë e posaçme, e gjatë dhe e ngushtë, e mbyllur përpara e lart zakonisht me xham. ku mbahen mallrat që shiten ose ku jepen pijet, ëmbëlsirat, cigaret etj. në një birrari, në një bar-bufe, në një restorant etj. *Shitësi i banakut. Man nga banaku. Rrinte prapa banakut.*

*2.* Tryeza ku punon zdrukthëtari; pjesë e rrafshët si tryezë në një maicinë për punimin e drurit dhe të metalit. *Banaku i zdrukthëtarit. Banaku i sharrës.*

*it* Nën banak *keq.* fshehurazi, duke ua shitur mallrat miqve e të njohurve pa i nxjerrë përpara blerësve (në kundërshtim me rregullat e tregtisë socialiste); nën dorë.

BANAKIER,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Shitës që shër-ben në banakun e një birrarie, të një bar-bufeje etj. *Punon si banakier.*

BANAKIERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem.* e BANAKIER,~I.

BANAL,~E *mb.* 1. Që ka humbur forcën shprehëse për shkak të përsëritjes së shpeshtë, që është' bërë bajat e pa shije; tepër i përdorur dhe i njohur prej të gjithëve. *Mendime banale. Krahasim banal. Është bërë banal.*

2. *keq.* I pahijshëm, i ndyrë, i turpshëm (për f jalët etj.); që përdor fjalë të ndyra e sillet në mënyrë të shëmtuar; që nuk ka ideale të lart a; që ka shije të ulët. *Fjalë (shprehje) banale. Shaka (anekdotë) banale. Njeri banal.*

BANALITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. *vet.nj.* Të qenët banal, cilësia e asaj që është banale.

2. Diçka banale, ajo që është banale (ide, mendim etj.); fjalë ose shprehje banale. *Thotë banalitete.*

BANALJZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipaskuptimeve tëfoljeve BANALIZOJ, BANALIZOHET.

*Banalizimi i idesë. Lufta kundër banalizimeve.*

BANALIZOHET. *Pës. e* BANALIZOJ.

BANALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. la humbas vlerën diçkaje, duke e përsëritur jashtë mase, e bëj banal.

2. I heq idealet a synimet e larta, e paraqit si diçka të ulët, e ul. *Banalizoi një teori (një ide).*

BANANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* BImë e ven-deve të nxehta, me trup të lartë, me gjethe shumë të mëdha, me lule si vile, që bën fruta të gjatë, të kthyer, të tultë, me lëkurë të trashë e të lëmuar, me ngjyrë të verdhë kur piqen, të ëmbël e me erë të mirë; fruti i kësaj bime. *Pyll bananesh. Lëkurë bananeje. Ngjyrë bananeje.' Akullore me banane. Qëroi bananen.*

BANANISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pemishte me banane. *Bananishtet e bregdetit,*

BANDAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. *mjek. shih* FASHË,~Ai. *Bandazh pëlhure (letre). Mbështjell me bandazh.*

*2, tek.* Rreth prej metali ose prej gome, që vesh pjesë të veçanta të një makine, rrotat e vagonëve etj., i bën këto më të forta e nuk i lë të hahen. *Bandazhet e rrotave. Reparti i bandazheve. Mbështjell (shtrëngoj) me bandazhe.*

BANDEROLË,~A *f. sh.* ~A, ~AT. 1. Rrip i gjeiië pëlhure ose letre, me një parullë a citat të shkruar në të, që varet në raste festash ose mbahet në duar në një manifestim, në një demonstrate etj. *Var (vendos) një banderole. Mbaj banderolën. Zbukuroj me ftamurë e banderola.*

*2.* Rrip letre për të mbcshtjellë libra, gazeta, revista etj. që dergohen mepostë; rrip i nolle letre që mbyll paketën e cigareve. *Ngjit banderolai. Mbështjell me banderole.*

BANDË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grup mu-zikantësh, që luajnë me vegla fryme; orkestër frymore kryesisht me vegla bronzi dhe vegla me goditje. *Bandë muzikore. Banda ushtarake. Banda e qytetit. Pjesë (melodi) për bandë. Festivali i bandave.*

*2. keq.* Grup njerëzish të bashkuar për '1ë bërë vjedhje, plaçkitje e krime; grup njerëzish, zakonisht në pushtet, që vepron në dëm të popullit me metoda kriminelësh e tradhtarësh. *Bandë e armatosur. Bandë balliste (reaksionare). Bandë diversantësh (hajdutësh, kriminelësh, tradhtarësh). Bandë të arratisurish. Kreu i bandës. Asgjësuan bandat.*

BANDË,~A ii *sh.* ~A, ~AT. 1. *mjek. shih* FASHË,~Ai. *Lidh me bandë.*

2. *tek. shih* SHIRIT,~I 2- *Bandë magnetofoni. Bandë për film.*

3. *sport.* Rrip pëlhure, që vihet buzë rrjetës së volej-bollit, të tenisit etj. për ta forcuar. *Bandat pingule.*

*4.* Rrip pëlhure i qëndisur ose sixhadc e vogël, që varet në muret e dhomës për zbukurim. *Bandë muri.*

5. *det.* Pjesa e ngritur anës një barke ose një anijeje. *Kapem pas bandës.*

BANDILL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Djalë i ri e i pashëm; djalë i këndshëm, i afrueshëm e i qeshur. Të *ka nëna bandill! Mori një bandill.*
2. *shak-* Djalë i ri që do një vajzë, i dashuri i zemrës. *E priste banditti.*
3. *keq., tall.* Djalë që bredh pas qejfeve e pas vajzave; ai që mbahet më të madh e hiqet si trim, por që në të vërtetë është i zbrazët. *Turmë bandillësh.* E *kapën atë bandill.*
BANDIT, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Njeri që vret e pret dhe plackit në mënyrë të egër e të pamëshirshme; pjesëtar i një bande kriminelësh; keqbërës. *Grup ban-ditësh. Punë banditësh. 1 kapën banditët.*
BANDITlZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT.
Grabitje me dhunë a me vrasje, veprim prej banditi; veprimtari me banda kriminelësh të armatosur, të cilët bëjnë sulme për të grabitur, për të vrarë, për të Shkatërruar etj. *Lufta kundër banditizmit.*
BANESË,~A *sh.* ~A, ~AT. Ndërtesë ku banojnë njerëzit, shtëpi banimi. *Banesa qytetare (fshatare, tiranase). Banesë e përbashkët. Ndërtimi (mirëmbajtja) e banesa ve. Hyj në një banesë të re.*
Banesa e fundit *lart. shih te* FUNDIT (i, e).
BANË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Kasolle që ngrenë ba-rinjtë në stane; tëbanë.
BANlK,~E *mb.* Që mbahet përditë, që vishet në ditët e zakonshme; i përdorur, i vjetruar. *Këmishë banike. Bohçe banike.*
BANIKE,~JA *sh.* ~E, ~ET *euf.* Prapanikja, të Rdenjurit. *ra në banike.*
BANIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BANOJ, BANOHET. *Shtëpi (ndërtesë) banimi. Sipërfaqe banimi. Leje banimi. Vend(qendër) banimi. Gjurmë banimi. Përdorpër banim.*
2. Vendi ku banojnë njerëzit për një kohë të gjatë, vendbanim. *Banim i lashtë (prehistorik). Me banim të përhershëm (të përkohshëm). Me banim të panjohur.*
3. *vjet.* Banesë.
BANISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vendi ku janë ngritur kasollet e barinjve në stane.
BANKAR,~E *mb. fin.* Që ka të bëjë me bankën, i bankës; që lidhet me veprimet e bankës. *Agjenci bankare. Veprime bankare. Sistem (rregull, shërbim) bankar. Hua (llogari) bankare. Detyrim (kredit, inte-res) bankar. Kapitali bankar. Çek bankar.*
BANKET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Gosti, që shtrohet për nder të dikujt ose me rastin e një ngjarjeje të shënuar. *Banket zyrtar. Shtroi (dha) një banket. Ftoi në banket. Mori pjesë tie banket.*
BANKË,~A 1 . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tryezë e gjatë, zakonisht me syprinë pak të pjerrët, me ndenjëse të lidhur me të, në të cilën rrinë e shkruajnë nxënësit në shkollë. *Bank a e parë (e fundit). Bankë shkolle. Rresht bankash. Ulem në bankë. Dal nga banka. Vë mbi bankë.*
*2.* Tryezë e posaçme prej druri a prej metali, me pajisjet e nevojshme, ku kryhen punë të ndryshme me dru, me metal etj. *Bankë zdrukthëtari. Bankë për punën mç dru (për punën me metal).*
3. *gjeol. shih* STOM,~I 2. *Bankë mbulese. Bankë kripe.*
Në bankat e shkollës *shih te* SHKOLLË,~A. Ulem në bankat e shkollës *shih tek* ULEM. Në bankën e të pandehurve (e të akuzuarve) në gjyq si i pandehur; në një gjendje të tillë, kur dikujt i kërkohet të jape llogari për fajet që ka bërë ose për përgjegjësinë që ka në një vepër a veprimtari të dëmshme.BANKË,~A u *f. sh.* ~A, ~AT. Institucion financiar shtetëror në vendin tone, i cili ka të drejtën të emetojë karlëmonedha e monedha dhe, në përputhje me planin e zhvillimit të ekonomisë popullore, zbaton buxhetin, jep kredi, bën veprimet e llogarisë pa të holla në dorë, bën veprimet me monedhë të huaj, gru-mbullon mjetet e lira financiare të ndërmarrjeve. të kooperativave e të popullsisë për t'i përdorur për zhvi-llimin e vendit, organizon qarkullimin e përqendruar të parasë, ushtron kontroll me anën e lekut në të gji-tha fushat etj.; institucion financiar privat a shtetëror në vendet kapitaliste, që kryen veprime të ndryshme me paratë e me letrat me vlerë, përqendron kapitalet dhe jep hua me qëllim që të nxjerrë fitime. *Banka kombëtare. Bankë bujqësore. Bankë ndërkombëtare (botërore). Banka e Shtetil Shqiptar. Biletë (çek) banke. Nëpunës banke. Derdh paratë në bankë. Hapi një llogari në bankë.*
BANKËNOTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fin.* Letër me vlerë, me prerje të caktuar, që e vë në qarkullim si para një bankë. *Zhvleftësimi i bankënotave. Nxori bahkënota.*
BANKËPROVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Tryezë e posaçme me pajisjet e nevojshme, që shërben për të kontrolluar punën e një motori ose të një vegle pas mbërthimit të plotë. *Bankëprovë hidraulike (elektrike). Bankëprovë për motorë.*
BANKIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pronar i një banke ose aksionist i madh financiar në vendet kapitaliste, i cili drejton veprimtarinë e bankës për të nxjerre fitime. *Bankier i madh.*
BANOHET *pavet.* Ka njerëz që banojnë në të, është i banuar; mund të rrojnë e të jetojnë njerëzit në të, mund të banojë dikush aty, është i banueshëm (për një vend a një shtëpi). *Atje s'banohej.*
BANOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Rri me shtëpi, jetoj për një kohë në një shtëpi, në një qytet etj., kam ndenjën në një vend. *Banon në ndërtesën e re. Banoj në fshat. Banonte te një mik. Banon larg. Ku banoni? Sa familje banojnë këtu?*
Banojmë (jemi, rrriraë) nën një kulm *shih te* KULM,
BANOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Aiqë banon vazhdi-misht a gjatë në një vend (në një shtëpi, në një qytet, në një shtet etj.); vendës. *Banorë të përhershëm (të përkohshëm). Banorët e Shqipërisë. Banorët e lagjes (e rrugës). Banorët e qyteteve (e fshatrave). Banorët e bjeshkëve. Banorët e pyllit* kafshët e shpendët e pyllit. *Banorët e detit* peshqit. *Shtimi (pakësimi) i banorë ve.*
BANUAR (i, e) *mb.* Që ka banorë; që ka banorë vendës të përhershëm, i populluar; *kund.* i pabanuar. *Krahinë e banuar. Vend i banuar. Qendër t banuar,*
BANtlES,~I m. *sh.* ~, ~IT. Banor. *Banuesit e fshatit.*
BANCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është i për-shtatshëm për të banuar njerëzit; që mund të shërbejë si banesë; *kund.* i pabanueshëm. *Vend i banueshëm. Ndërtesë e banueshme.*
BANJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e shtëpisë e ndarë me vete, e pajisur me dush ose me vaskë për t'u larë; ndërtesë e veçantë me shumë të ndara, të pajisura me dushe për t'u larë njerëzit. *Banjë popullore.*
*Banjë me dush (me avull). Dhomae banjës. Shkoj (la-hem) në banjë.*
*1.* Enë e madhe dhe e thellë, që shërben për t'u larë në të; vaskë. *Banjë porcelani. Banjë fëmijësh.*

3. Larja e trupit me ujë. *Banjë me ujë të ngrohtë. Bëj banjë.*
4. Larja në det, në liqen etj.; kalitja e trupit ose mje-kimi me anë të ujit, të diellit, të ajrit etj. *Banja të ngrohta (termale). Banjë deti (uji). Banjë dielli (ajri, rëre, avulli). Rroba banje. Bëj banja dielli.*
5. *kryes. sh.* Vend me ujëra të ngrohta minerale, që kanë veti mjekuese, llixhë. *Banjat e Elbasanit.*
6. *spec.* Enë me madhësi e forma të ndryshme, ku hidhet një lëng i veçantë, në të cilin zhyten sende për përpunim kimik. *Banjë me acid. Banjë për larje filmi.*
7. *spec.* Zhytja e një sendi në një enë me lëng të veçantë për përpunim kimik. *Banjë ngjyrimi.*
8. *euf.* Nevojtore. *Dera e banjës.*
BANJËMARl,~A . *sh.* ~, ~TË *spec.* Zierja ose ngrohja e një lënde në një enë, e cila është futur në një enë tjetër më të madhe me ujë që vlon; enët për këtë lloj zierjeje. *Vë në banjëmari.*
BANJËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BANJËZOJ, BANJËZO-
HET. *Banjëzimi i bagëtive. Banjëzimi i fidanëve. Gropa e banjëzimit. Govatë banjëzimi. Mjekim me banjëzim. Bëj banjëzimin.*
BANJËZOHET *spec. Pës. e* BANJËZOJ.
BANJËZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *spec.* Zhyt në një lëng të posaçëm kafshë ose bimë për t'i dezinfek-tuar, për t'i mjekuar etj. *Banjëzoj bagëtinë (delet). Banjëzoj fidanët.*
BANJORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Një e ndarë e vogël në banesë, që shërben si banjë.
BAOBAB,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Dru tropikal me trung shumë të trashë dhe me kurorë të gjerë, që bën kokrra të mëdha si kunguj. *Baobabi afrikan.*
BAQTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pjesa e poshtme e barkut nën kërthjzë, fundi i barkut. *Me dhemb baqthi. E goditi në baqth. I është fryrë baqthi.*
BAR,~I i *m. sh.* ~ËRA, ~ËRAT. 1. *bot.* Bimë zakonisht njëvjeçare, me kërcell të hollë e të njomë që nuk drunjëzohet, me gjethe të holla e të gjata në ngjyrë të gjelbër, e cila mbin e dendur në livadhe e në vende të tjera dhe shërben kryesisht si ushqim për kafshët; *përmb.* tërësia e bimëve të këtij lloji, që rriten vetë në livadhe, në ara etj.; mbulesa e gjelbër me këto bimë; lëndinë. *Bar i gjelbër. Bar i njomë (i ri, i thatë). Bar i egër* bimë barishtore që mbin e rritet vetë. *Bar i dendur. Bar helmues (i kripur). Bar mali (kënete). Bar vjeshte. Fije bari. Mullar bari. Kosë bari. Ngjyrë bari. Një dorë (një gojë) bar. Del (mbin) bari. E mbuloi bari. Ka zënë bar. I shtie (i hedh) bar. Korr (kosit) bar. Mbledh (lidh) barin. Shkul barërat. Ha bar. Shkel (shtrihem) mbi bar.*
2. *fig.* Gjë pa shije, ushqim si kashtë; gjellë që s'ka fare kripë.
•*k* Bar helmues shfaqje e mbetutinave ose e ndikimeve të një ideologjie të huaj e reaksionare; mbartësi i një ideologjie të huaj e reaksionare. Bar i keq të meta, vese e koncepte të dëmshme që pengojnë mbarë-vajtjen e punës; ai që ka këto të meta, vese e fconcepte. Me bar e me gjetheme të gjitha ç'kam; kokë ekëmbë. E bëri bar e rrënoi, e shkreloi, e la pa gjë prej gjëje. E hëngri barin (livadhin, çairin) *shift te* HA. Nuk ha bar (kashtë) *shih te* HA. E ka mbuluar bari (ia ka mbu-luar varrin bari) ka vdekur prej kohësh, prej kohësh nuk është me. I ka dale (i ka mbirë) bari (në faqe, në sy) ka vdekur prej kohësh; është tepër vonë tashti. I mbiu bari në faqe ka shumë kohë që po pret. Ç'i shtie bar! *perb.* ç'ia var, mos u merr me të! E bëri të hante bar *perb.* e vuri poshtë, e mposhti. Fluturon me një fije bar *përçm.* i rritet mendja shpejt; rrëmbehet lehtë. E ha barin pa shkop *keq. shih te* SHKOP,~I. I dha barin e ballkotit *dikujt shih te* BALLKOT,~I. Mbledh me bar blete mbledh në shtëpj një shumicë njerëzish të ndryshëm, duke i joshur me diçka. Kërkon gjilpërën (qimen) në bar (në kashtë, në mullar) *shih te* GJILPËRË,~A. E la token bar e la token djerr, pa punuar. Zë peshk në bar është shumë i shkathët, është shumë i zoti, bën të pamundurën. Me zuri goja bar (erë) jam fare vetëm, s'kam me kë të nderroj dy fjalë. I vajti bari sa hanxhari *shih te* HANXHAR,~l. I zëntë shtëpia (oborri) bar! *maltk.* i vdekshin njerëzit e shtëpisë, u shoftë me gjithsej, iu shoftë pragu. S'di gomari ç'është bari *mospërf. shih te* GOMAR,~I. Prit gomar të mbijë bar! *shih të* GOMAR,~I. S'e lë hunda të hajë (të kullotë) bar *tall, shih te* HUNDË,~A. Z o g bari *zool. shih te* ZOG,~U.
*BAR ARGJENDI bot. shih* KËPUTJE,~A 11. *BARI I AR1UT bot. shih* KRAHNJER,~I. *BAR BALSAMl bot. shih* BALÇ,~I.
*BAR BERONJE bot.* Bimë barishtore me gjethe si të rigonit e me lule të bardha, që rritet tufë zakonisht nëpër shkëmbinj dhe që përdoret në mjekësinë popullore për grate që nuk lindin.
*BAR BIBE bot.* Bimë barishtore deri një meter egjysmëe lartë, me lule të bardha si push, me gjethe të gjata e të holla që dalin tufë afër rrënjës dhe që përdoren për mjekimin e verdhëzës së bibave.
*BAR BLETE bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe vezake, me push e me ere të mirë si të Iimonit, me lule ngjyrë trëndanli ose të bardha, që përdoret për të mbledhur bletën kur roit; milcë, lule limoni.
*EAR BRENGE bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të degëzuar, me lule të imëta ngjyrë trëndanli, me gjethe si të shelgut e me push në të dy anët, që zihet e përdoret për mjekime popullore.
*BAR BRESHKE bot.* Një lloj bari si qumështorja, që lëshon kalli si gruri dhe që e ha shumë breshka.
*BAR BUÇ1 bot.* Bar gjarpri.
*BARI I ÇIKËS bot.* Bimë barishtore, me gjethe si të borzilokut e me push, me Jule të bardha, që përdoret në mjekësinë popullore kundër lulëzës së syrit.
*BARI I DALES bot.* Bar plasjeje.
*BAR DALLËNDYSHEJE bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe të vogla gati të rrumbullakëta, të cilat kanë në mes një njollë të zezë.
*BAR DELLI bot. shih GJETHE DELLI.*
*BAR DERRI bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të trashë e të gjatë dhe me lule si të fshesës.
*BAR DJATHI bot.* Bimë që përdoret për të zënë qumështin djathë.
*BARI I DREQIT bot. shih* KUSKUT£~A.
*BARI I DRITHIT bot.* Bimë barishtore me gjethe të holla, të gjata e të dhëmbëzuara, me lule të bardha të grumbulluara në majë, që shtrohet në hambarët me drithë për të larguar kandrrat e dëmshme.
*BAR DHËMBALLE bot. shih* ARRËS,~I. *BAR ETHESH bot. shih* TRIKË,~A.
*BAR FARE bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe të gjata e të holla, me kalli si egjra e me fara, që përdoren në mjekësinë popullore.

*BAR GOMARI bot. shih* GJEMBAÇ,~I.
*BAR GRISKLE bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, që rritet në pyje e në shkorrete, që i ka gjethet të vogla e lulet në trajtë kupe, ngjyremanushaqe e të ven-dosura rresht anës kërcellit dhe që e bën frytin si boçe.
*BAR GRYKE bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të drejtë e të mbuluar me push dhe me gjethe të çara anash.
*BAR GURI bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me lule ngjyrë vjollce, që rritet zakonisht nëpër shkëmbinj dhe bën fare prej tri kokrrash të imëta e të kuqe.
*BAR GJAKU bot.* a) Bimë barishtore, me kërcell të gjatë mbi një pIllëmbf, i cili, kur këputet, nxjerr një lëng në ngjyrë të kuqe.
b) *shih* BISHTMI,~U i.
*BAR GJALPI bot.* Lloj bari që ka erë si të bulmetit.
*BAR GJARPRI bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, pa lule, me zhardhok, me gjethet dhe kailirin si të këlkazës, që përdoret në mjekësinë popullore kundër helmimit të bagëtive nga gjarpri.
*BAR GJEDHENI bot. shih* KËPUTJE,~A H. *BARI I GJËSË bot.* Bar plasjeje.
*BARI I TË HASURIT bot.* Bimë barishtore me gjethe të vogla e të shpeshta, me lule të bardha, që rritet për tokë në vende me lagështirë dhe që, sipas besëtytnive, përdorej për mjekimin e "të hasurit" a "të shuplakurit".
*BAR HELM I bot.* Bimë barishtore me kërcell të gjatë e të degëzuar, që nxjerr lule të vcrdha dhe që është helmuese për bagëtinë.
*BAR HËNËZE bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me rrënjë të gjatë boshtore, me gjethe të renditura në një bisht njëra kundrejt tjetrës, me lule si të gra-shinës, që m billet në toka të varfra si ushqim për bagëtinë.
*BAR HIKRRAQI bot. shih* SYKA,—U.
*BAR HIRRE bot.* a) Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe si të koprës së egër, me lule të bardha, që rritet nëpër lëndina dhe që i hidhet gjizës për t'i dhënë një erë të mirë ose që përdoret në mjekësinë popullore për shërimin e hirrëzës së kafshëve.
b) Bar përdhesi.
*BAR HIRRËZE bot.* Bar hirre.
*BAR I HIDHËT bot. shih* RRUSHKULL,~I.
*BAR I IMËT bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, m"kërcell të shkurtër e me nyja, me gjethe të holla, që nxjerr lule të imëta, të bardheme e të mbledhura tufë dhe bën fara të zeza e shumë të vogla.
*BARl I JETËS bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, që rritet në fusha e nëpër hamullore dhe që bën fara të helmëta, lëngu i të cilave, po të pihet, sjell të vjella e gjumë.
*BAR JODI bot.* Tamblagjak, gjak qumështi.
*BAR I KEQ (I LIG) kryes. sh. bot.* Bimë barishtore që mbijnë vetvetiu nëpër ara, nëpër lcopshte etj. dhe që dëmtojnë a pengojaë rritjen e bimëve të dobishme.
*BAR ME KOKË bot. krahin.* Tërfil. *BAR KOLANECI bot.* Bar përdhesi.
*BAR KRIMBI bot.* Bimë barishtore, me gjethe të vogla të prera në mes, me lule të bardha e ngjyrë-manushaqe në majë, që bën një fare të murrme të imët e të rrumbullakët.
*BAR KRIPI bot. shih* PËRÇUK,~U. *BAR KRYEZI bot.* Bar i së paemrës.
*BAR KUKUNJËZE bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe të imëta si të gjembaçit e me lule të verdha si të trëndelinës, që përdoret në mjekësinë popullore për të shëruar kukunjëzat.
*BAR LEBRE bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe si gjuhë ngjale e me push në të dy anët, me lule ngjyrë trëndafili të çelur, që përdoret në mjekësinë popullore për shërimin e lebrës së gjinjve.
*BAR LEPURI bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, e butë si mëndafshi, me farëa si xhufkë të gjatë e të zbar-dhur, që rritet deri një pëllëmbë e përdoret si ushqim për kafshët.
*BAR LËNGOSE bot.* Bar përdhesi.
*BAR LËNGJYRE bot.* Bimë barishtore me gjethe të gjata, me lule ngjyrëmanushaqe e me erë të rëndë, që përdoret në mjekësinë popullore për shërimin e lëngjyrës.
*BARl I LOTZONJËS bot.* Drekëz.
*BAR LUNGE bot.* Bimë barishtore me lule tëkaltra ose si të manushaqes, që rritet në pyll dhe që në mjekësinë popullore përdoret për shërimin e lungave.
*BAR I MADH bot. shih* SHPENDËR,~RA.
*BAR MAJASËLLI bot.* Bimë barishtore me kërcell të përkulur, me gjethe ngjyrë argjendi zakonisht me push në të dy anët, me kurorë lulesh të bardha ose të purpurta, që rritet në toka të thata.
*BAR MËNDAFSHI bot.* Bimë barishtore shumcvje-çare, e helmet, me kërcell të hollë kacavarës, me gjethe në trajtë zcmre, me lule në tufë e ngjyrë jargavani të hapur, që bën fara të mbështjella në një Iletë me push të gjatë.
*BARl I MINURIT bot.* Bimë barishtore me kërcell të degëzuar, me gjethe gjatore e të dhëmbëzuara, me lule si të blerta, që mban erë të keqe kur thërrmo het.
*BAR MW bot.* Shpargull. *BAR MJALTI bot.* Lule blete.
*BAR MORR1 bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe si tërrapit, me lule të gjelbra në të kaltër, që
bën fara me dy bërthama si fasule dhe që përdorej kundër morrave.
*BAR NDËRGISHTEJE bot.* Bimë barishtore shumë-vjeçare, me zhardhok, me kërcell që shtrihet përtokë, me gjethe të dhëmbëzuara, me lule të verdha, që përdoret në mjekësinë popullore për shërimin e ndër-gishtes.
*BAR NEPËRKE bot.* Bimë barishtore, me gjethe si të grurit e me pika të zeza.
*BAR NGALOSE bot. shih* GURGULLESHË,~A. *BAR NGJ1TËS bot.* Gjunjëz.
*BARl I SË PAEMRËS bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të gjatë e të degëzuar, me gjethe pak më të vogla se të hithrës, me lule të bardha si të borzilokut, që përdoret në mjekësinë popullore për shërimin e shpërgëtisë.
*BAR PASRREGULLl bot.* Bimë barishtore, me lule të kuqe e të rrumbullakëta si të zambakut, me gjethe si këmbë pate, që përdoret në mjekësinë popullore për të sjellë në vete një njeri, të cilit i ka rënë të fikët.
*BAR PATE bat.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell që shtrihet përtokë, me gjethe të vogla në nyjat e kërcellit, me lule të gjelbra e anash trëndafili, që bën fara të vogla, të cilat i hanë shpendët.
*BAR PESHKU bot.* Bimë barishtore dyvjeçare, me gjethe të mëdha, të gjata e t€ mbuluara me push, me kërcell të drejtë, që në majë ka një kalli me lule të verdha.
*BAR PEZMI bot.* Bimë barishtore shumëvjecare, me kërcell të drejtë, me gjethe të buta e të çara si të fierit, me lule tufë në majë, që përdoret në mjekësinë popullore për plagët me qelb.

*BAR PËRDHESI bot.* Bimë barishtore njëvjeçare. me kërcell në ngjyrë të errët, me rrënjë të dendura e të hidhura, me lule të verdha, që përdoret në mjekësinë popullore kundër përdhesit të bagëtive.
*BAR PLAKASH bot.* Lule vjeshte.
*BAR PLASJEJE bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të degëzuar në majë si fshesë, me gjethe yeza-ke, me tule të bardha e në tufë, që përdoret në mjekësinë popullore për shërimin e plasjes.
*BAR PLEHU bot.* Bimë barishtore me gjethe si të hithrës, me lule ngjyrë trëndafili, me fara si të lirit në ngjyrë të kuqërreme, që rritet në plehërishtë dhe lulëzon nga mesi i verës.
*BAR PLESHTASH bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell deri një meter, me gjethe si të hithrës, me lule si të shpatores, që rritet nëpër shkëmbinj dhe farat e së cilës përdoreshin në mjekësinë popullore për shfarosjen e pleshtave.
*BAR TË PRERI bot. shih* BALÇ,~I i-
*BAR PULASH bot.* Bimë barishtore me kërcell të shtrirë përtokë, gjethet e njoma të së cilës përdoren si ushqim ose në mjekimet popullore.
*BAR PUSHI bot.* Bimë barishtore shumëvjecare, me kërcell të hollë, me gjethe të imëta, me lule të mbledhura si fshesë, që del në tufa të dendura dhe që e hanë kafshët.
*BAR I QELBVR (QELBËS) bot.* Bimë barishtoreme gjethe të holla si të pishes, me lule të lcuqe, që mban erë të qelbur.
*BAR QENI bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe si të mendrës e me push, me lule të bardha dhe me fara si të çajit, që rritet e Iartë mbi një pëllëmbë.
*BAR QEROSI bot.* Bimë barishtore me kërcell të trashë, me gjethe të rralla e të dhëmbëzuara si të manit, që bën fara të vogla të mbështjella në një lëvozhgë me gjemba si të gështenjës dhe që përdoret në mjekësinë popullore.
*BAR QUMËSHTI bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell si të qumështores, me gjethe të holla e të gjata, me gjemba të vegjël si të hithrës, që u jepet si ushqim bagetive për të shtuar qumështin.
*BAR RRESH bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me lastarë shumë të hollë, të gjatë, të butë e të verdhemë, me lule ngjyrë limoni, që del nëpër ara të lcorrura, nuke hanë kafshët dhe përdoret në mjekësinë popullore kundër rreve.
*BAR S AH ATI bot.* Bimë barishtore, me burbuqe si të zymbylit, që nxjerrin disa fijëza si akrepi i sahatit.
*BAR SQUFURI bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare gjithmonë e gjelbër, me kërcell të shtrirë për tokë e të rrënjëzuar, me gjethe të holla Si push rreth kërcellit, që nxjerr kalli të Verdhë.
*BARI I SYRIT bot.* Bimë barishtore, me gjethe si të borzilokut fletëmadh, me fara në majë si të arrësit, që rritet rreth dy pëllëmbë.
*BAR SHËLLIRE bot.* Bimë barishtore, me gjethe të vogla e me lule të bardha me push, që vihet në ka-den e djathit kundër shtrepave.
*BAR SHKËND1JE bot.* Bimë barishtore, me gjethe si të hithrës e me një vijë të bardhë, me lule të vogla e të bardha, që përdoret në mjekësinë popullore për shërimin e pikes në sy.
*BAR SHPËRGËTIE bot.* Bar i Së paemrës. *BAR SHPIRRE bot.* Kuskutë. *BAR SHPRETKE bot.* Ryzë.
*BAR SHQIPONJE bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, e helmet, me kërcell të drejtë e me push, me gjethe të gjata, me lule të verdha si këmborë.
*BAR SHURRËGJAKEJE bot.* Bimë barishtore, me kërcell të kuq e të gjatë deri një gjysmë metri, me gjethe si të hides e me lule të bardha, që përdoret në mjekësinë popullore për shërimin e shurrëkuqes së bagëtive.
*BAR TAMBLI bot.* Qumështore.
*BAR TELISH1 bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të lëmuar e të gjatë mbi një meter, me gjethe shumë të holla si fije bari, me lule si fshesë, që përdoret si ushqim për kafshët dhe për gjelbërim.
*BAR TESHI bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të degëzuar, me gjethe pendore të çara në bltzë dhe me lule të purpurta, që përdoret në mjekësinë popullore për shërimin e teshit a të shpërgëtisë.
*BARI TRASHË bot.* Madërgonë.
*BAR THËLLËZE bot.* a) Bimë barishtore njëvjeçare ose shkurre shumëvjeçare, e helmet, me lule të vogla, të gjelbra, pa petla e të mbledhura në kalli, me gjethe të mëdha, që kanë një lëndë ngjyruese.
b) Thërroke, xerxele.
*BAR TH1U bot. shih* TRIKË, ~A.
*BAR UJI bot.* Maraskë.
*BAR URDHEJE bot.* Rrushqyqe.
*BAR URITHI bot.* Bimë barishtore e fushave, me kërcell e gjethe si të zymbylit, me lule ngjyrëvjollcë, që e pëlqejnë bletët.
*BAR VEDRE bot.* Bimë fcarishtore, me lule ngjyrë blu, me gjethe të renditura në dy anët e një kërcelli dhe me erë të këndshme si ajo e rozmarinës.
*BAR I VERDHË bot.* Kuskutë.
*BAR VERDHËZE bot.* Bimë barishtore, me kërcell që shtrihet përtokë, me gjethe të bardheme, që bën kokrra si lende të verdha dhe që përdoret në mjekësinë popullore për shërimin e verdhëzës.
*BAR VESE bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, e lartë deri një pëllëmbë, me lule në ngjyrë të kaltër, që përdoret në mjekësinë popullore për shërimin e sëmundjes së lëkurës të shkaktuar nga vesa.
*BAR VESHI bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me gjethe të tulta e me lule ngjyrë trëndafili, që rritet zakonisht në mure të vjetra e mbi çati dhe që përdoret në mjekësinë popullore për shërimin e plagëve dhe të sëmundjeve të veshit.
*BAR ZEMRE bot.* Sanëz, agnushe.
*BARI I ZGJEBES bot.* Bimë barishtore njëvjeçare ose shumëvjeçare, me kërcell të degëzuar e të gjatë deri një meter, me gjethe të dhëmbëzuara, me lule si gjysmerruzull në ngjyrë trëndafili, vishnjeje a të bardhë, që përdoret në mjekësinë popullore kundër zgje-bes ose për të ngjyer.
*BAR ZOGU bot.* Lloj luleje me ngjyrë të verdhë dhe me erë të mirë.
BAR,~I ii *m. sh.* ~NA, ~NAT. 1. Lëndë e për-gatitur posaçërisht për mjekimin a parandalimin e një sëmundjeje ose për shërimin e një plage, ilaç; bimë ose pjesë e një bime, e përgatitur në një mënyrë të caktuar, që përdoret për mjekime. *Bar qetësues (mjekues, nXitës). Bar i hidhur. Bar pluhur (me kokrra). Bar kundër gripit (kundër helmimit). Bar plakash. Recetë barnash. Shishe me bar. Pi barin. I jap një bar.*

*2.* Lëndë kimike, zakonisht helmuese ose me erë të keqe, që përdoret për të zhdukur a për të larguar insektet e kafshët e dëmshme. *Bar mole (lëkurësh)* naftaline. *Bar pleshtash. Bar tartabiqesh. Bar morri. Bar ntiu (minjsh).*
3. *fig.* Mjet a mënyrë që ndihmon për të kapërcyer një fatkeqësi, për të dale nga një e keqe a vështirësi ose për të harruar një hidhërim etj. *Kërkon barin. la gjeti barin. S'ka bar për këtë.*
*it* Bar djathi fare djathi që bëhet nga mullëza e qengjit; fare djathi. Bar dhëmbësh paste dhëm-bësh. Bar k u I a ç i sodë buke.
BAR,~I HI *m. sh.* ~E, ~ET. Lokal i vogël, ku
pine zakonisht me këmbë. *Bar veror.*
BAR,~I iv *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fiz.* Njësi e ma-tjes së shtypjes atmosferike. *Shtypje një bar.*
BARABAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *tëk.* Pjesë e ma-kinave ose e mekanizmave të ndryshëm, në trajtën e një cilindri të madh e zakonisht të zbrazët brenda,tambur. *Baraban rrotullues (sjellës). Baraban marrës (lares). Baraban druri (dheu, mëtali). Barabani i ani-jes. Barabani i tharjës. Baraban për gatimin e brumit. Punëtori i barabanit.*
BARABAR *ndajf.* Njësoj, po aq, në të njëjtën madhësi a shkallë me një tjetër; në mënyrë të barabartë, pa dallim, sikurse një tjetër; si njeri tjetri. *Jane ba-rabar. I dua barabar. Doli barabar. V bënë barabar.*
BARABARDH,~I m. *bot.* Një lloj bari i gjatë, i bardhë, me xhufkë në ngjyrë të kuqe.
BARABARËSI,~A . *shih* BARAZI,~A.
BARABARTË (i, e) *mb.* 1. Që ka të njëjtën madhësi, peshë, vlerë, cilësi etj. me një tjetër, i njëllojtë, i njëjtë. *Pesha (forca, madhësi, vlera) të barabarta. Pjesë të barabarta. Numra të barabartë. Zhvillimi i barabartë. Në largest (në përpjesëtim) të barabartë. Në kushte (rrethana) të barabarta. për punë të barabartë — shpërblim i barabartë.*
2. Që ka të njëjtat të drejta e detyra, që nuk ka privilegje e dallime nga të tjerët; i së njëjtës shkallë a përgjegjësi. *Të drejta të barabarta. Zgjedhje të barabarta. Të barabartë para ligjit.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit (për nje-rëzit). *barabartë ndërmjet të barabartëve. Si i bara-barti më të barabartin.*
BARABlT *ka!.,* ~A, ~UR *krahin. shih* BARAZOJ $_2$.
BARABtTEM *vetv., pës. krahin. shih* BARAZO-HEM $_2$. *Nuk barabitët dot me të.*
BARABRINJËS,~E *mb. gjeom.* Që i ka brinjët të
barabarta (për figurat gjeometrike, kryesisht per
trekëndëshin). *Trëkëndësh barabrinjës. Kon barabri-njës. Shumëkëndësh barabrinjës.*
BARAKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Ndërtesë e thjeshtë njëkatëshe, zakonisht e bërë me dërrasa ose me lëndë të tjera të lehta, që shërben si fjetore, si dyqaa, si depo, për zyra etj. *Barakë dërrasash. Baraka e cigareve.*
BARAKRAHËS,~E *mb. gjeom., vjet.* Dybrinjënjë-shëm (për figurat gjeometrike, kryesisht për trekëndë-shin). *Trëkëndësh barakrahës.*
BARAS *ndajf.* 1. Sa njëri edhe tjetri, në të njëjtën madhësi, sasi a shkallë me një tjetër, barabar, njësoj. *Dolën baras. Arritën baras. I vë baras. Jane baras në mësime.*
*1. përd. kallëzues.* Ka vleftën, është i barabartë në numër me...; bëjne. *Baras me gjysmën. Tre dhe dy baras pesë.*
1 bëri këmbët baras (çift, kizë) *mospërf. shih te* KË-MBË,~A.
BARASLARGËSI,~A . *gjeom.* Largësi e njëjtë nga një pike e caktuar.
BARASLARGUAR (i, e) *mb. gjeom.* Që ka largësi të njëjtë me një tjetër nga një pike e caktuar. *Pika (vija) të baraslarguara.*
BARASNATË,~NATA . *sh.* ~NET, ~NETËT
*spec.* Njëzet e një marsi a njëzet e një shtatori, kur rrezet e diellit bien pingul në ekuator dhe nata është e gjatë sa dita. *Barasnata e pranverës (e vjeshtës). Ka dy barasnet në vit.*
BARASPESHË,~A . *spec.* Gjendje në prehje e një trupi, kur veprojnë mbi të forca të kundërta të barabarta; gjendje e pandryshuar e një tmpi, mbi të
cilin veprojnë forca ose shkaqe të kundërta e të barabarta. *Baraspëshë e qëndrueshme (e paqëndrueshme, e përkohshme). Baraspesha e një lëngu (enjë trupi të ngurtë). Vë në baraspëshë.*
BARASPESHlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes BARASPESHOJ.
*Baraspeshimi i makinave. Jane në baraspeshim.*
BARASPESHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vë në
baraspeshë, sjell në gjendje baraspëshë.
BARASVLERË,~A . Të qenët i barasvlershëm, të pasurit vlerë të njëjtë me një tjetër.
BARASVLERËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ka vlerë të barabartë me një tjetër, ai që është i njëjtë me një tjetër; ekuiValent. *Barasvlerësi shqip i termit të huaj.*
BARASVLERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka
vlerë të barabartë me një tjetër, që është me vlerë të njëjtë; që e zëvendëson plotësisht diçka në një anë; ekuivalent. *Madhësi (njësi) të barasvlersh?ne. Shprehje të barasvlershme.*
BARASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin., keq.* Njeri që ka qejf të bredhë shumë, ai që e kalon kohën duke baritur a duke shëtitur.
BARAZI *ndajf.* Baras.
BARAZI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i barabartë në madhësi, në shkallë, në cilësi etj. me një tjetër, të qenët baras; *kund.* pabarazi. *Barazi e plotë. Barazia e forcave.*
*2.* Gjendje e barabartë e njerëzve në shoqëri, të cilët kanë të drejta të njëjta politike e qytetare dhe marrëdhënie të barabarta me pronën shoqërore; e drejtë për të qenë i barabartë me një tjetër; *kund.* pabarazi. *Barazi eplotë. Barazi kombëtare (shoqërore). Barazi politike (ekonomike). Barazia e qytetarëve (e gruas me burrin). Parimi i barazisë. Lufta për barazi,*
• Shkalla krahasore e ba r a z i s ë *gjuh.* një nga shkallet e krahasimit të mbiemrave e të ndajfoljeve, kur sendet a cilësitë që krahasohen janë në një shkallë të barabartë.
BARAZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BARAZOJ, BARAZOHEM. *Barazimi i plotë. Barazimi i të drejtave. Bëj barazim.*
2. *sport.* Përfundim i barabartë i një ndeshjeje a i një loje, kur asnjëri nga kundërshtarët nuk fiton. *Goli i barazimit. Bëri barazim. Përfundoi (loja) me barazim.*
3. *mat.* Formulë matematike, që ka dy anë me madhësi e me vlerë të barabartë ndërmjet tyre. *Barazim algjebrik. Barazim përfundimtar. Barazimi i drejtëzës (i vales, i energjisë, i kohës, i lëvizjes). Barazimi i këndeve. Barazim numrash. Barazim i grades së parë (i grades së*

*dytë). Barazim me një të panjohur. Shenja e barazimit. Zgjidh një barazim.*
4. *vjet.* Barazi. *Barazim kombëtar. Barazim ligjor. if* Në barazim me... në krahasim me... Vë (heq)
shenjën (vijën) e barazimit i quaj të barabartë, i barazoj ndërmjet tyre, i paraqit si të njëjtë.
BARAZIMTAR,~E *mb.* 1. Që synon drejt barazim-tarisë, që kërkon barazimtari. *Ndarje barazimtare e tokës. Prirje barazimtare.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerëzit).
BARAZIMTARI,~A, *libr.* Barazim i pambështetur dhe i padrejtë në diçka.BARAZIMTARIZËM,~MI *m. libr.* Pikëpamje e prirje mikroborgjeze, që kërkon barazinë e shpërn-darjes së të mirave materiale; shpërblimi i barabartë i njerëzve për punën që bëjnë pavarësisht nga sa-sia e cilësia e saj; barazimi i pathemeltë e i papër -ligjur i njerëzve në një të drejtë. *Ra në barazim-tarizëm.*
BARAZISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë të barabartë, barabar. *Shpërndahen barazisht. Jetojnë barazisht.*
BARAZOHEM *vetv.* 1. Bëhem barabar, dal i barabartë me një tjetër. *Ndeshja (loja) u barazua. Votat u barazuan.*
2. Vihem në një shkallë me një tjetër, duke u kra-hasuar me të. *Nuk barazohem dot me të.*
BARAZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. I bëj të barabartë nga madhësia, nga pesha, nga numri etj.; bëj barabar. *Barazoj përfundimin. Barazoi pikët.*
2. I jap të njëjtin vlerësim, duke e krahasuar me një tjetër. *E barazoi me veten.*
3. *jokal. sport.* Arrij ta bëj të barabartë përfundimin e një ndeshjeje. *U përpoqën të barazonin. Barazuan në minutën e fundit.*
BARAZUAR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë i njëjtë nga madhësia, nga sasia, nga cilësia etj., që është bërë i barabartë me një tjetër. *Forca të barazuara.*
*2. sport.* Që ka përfunduar me barazim (për një lojë a ndeshje sportive).
. 3. *fin.* Që del me shpenzime e të ardhura (me debi e kredi) të barabar ta; i mbyllur, i shuar. *Llogari e barazuar. Buxhet i barazuar.*
BARAZUES,~E *mb.* 1. Që synon drejt barazimit të plotë, që barazon. *Rryma barazuese. elektr. 2. vjet.* Krahasues. *Prova barazuese.*
BARAZUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të barazohet me një tjetër; që mund të krahasohet e të përqaset me një tjetër si i njëjtë me të. *Vlera të barazueshme. Madhësi të barazueshme.*
BARAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pendë, pritë. *Barazh ujëmbledhës. Ngre barazhe.*
2. *usht.* Pengesë e krijuar me zjarrin e armëve ose me mjete të tjera, për të ndaluar sulmet dhe përpa-rimin e kundërshtarit. *Barazh ajror. Barazh artilerie (me mina). Shkatërruan barazhin arntik.*
3. *fig.* Pengesë për të ndaluar një veprim a gardh për të mbrojtur diçka. *Barazh i pakapërcyeshëm.*
BARBAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Arbëresh i Greqisë.
BARBAÇ,~E *mb. bised.* Që ka të bejë me arbëreshët e Greqisë, që përbëhet nga barbaçë. *Çetë barbaçe.*
BARBAGAM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *peshk.* Tra i trashë, që vihet për së gjati mbi hunjtë e pendës së dajlanit.
BARBALUSH,~I m. *krahin.* Mëmëligë.
BARBAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT 1. *kryes. sh. hist.* Emër më të cilin grekët dhe romakët e vjetër quanta me përbuzje të huajt, që nuk flisnin gjuhën e tyre dhe që i mbanin si të pazhvilluar.
2. *përb.* Njeri i prapambetur e primitiv në zhvilli-min e tij, njeri i pagdhendur e i pakulturuar; njeri
i egër, i pamëshirshëm, shkatërrimtar e mizor, ai aë bën barbarizma. *Barbarët fashistë. Barbarët nazistë.*
BARBAR,~E *mb.* I. *hist.* Që ka të bëjë me popujt e tjerë, të cilët grekët e romakët e vjetër i mbanin si të pazhvilluar dhe i quanin me përbuzje me emrin "barbarë". *Fiset barbare. Dyndjet barbare. Ushtritë barbare.*
*2. përb.* I prapambetur e primitiv në zhvillimin e tij. i pagdhendur e i pakulturuar; i egër, i pamëshirshëm. shkatërrimtar e mizor. *Armiku barbar. Zgjedlië barbare. Sundim (agresion) barbar. Mjete barbare. Veprim (qëndrim) barbar. Ligj barbar. Sjelljë barbare.*
BARBARl,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Egërsi prej barbari, qëndrim i pamëshirshëm e mizor, shkatërrim e shtypje çnjerëzore. *Barbari fashistë.*
2. *kryes. sh.* Vepër barbare, mizori, barbarizëm. *Ka bërë shumë barbari (armiku).*
3. *hist.* Periudha e dytë e zhvillimit të shoqërisë primitive pas egërsisë, shkalla para qytetërimit në zhvillimin historik të shoqërisë njerëzore. *Periudha e barbarisë.*
BARBARISHT *ndajf.* Me egërsi, pa mëshirë, mi-zorisht, si barbar. *U vra (u torturua) barbarisht. Sillej barbarisht. Shfrytëzonin barbarisht.*
BARBARlZËM,~MI, *m. sh.* ~MA, ~MAT. 1.
Veprim i egër, i pamëshirshëm e çnjerëzor, sjellje prej barbari, mizori. *Barbarizmat e ushtarëvë fashistë. Barbarizmat e nazistëve. Bënë barbarizma. 2. vet. nj. shih* BARBARl,~A i.
BARBARfZËM,~MI u *m. sh.* ~MA, ~MAT
*gjuh.* Fjalë ose shprehje e huazuar pa nevojë nga një gjuhë tjetër. *Pastrimi i barbarizmave.*
BARBAROZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore me erë të mirë, me gjethe si pëllëmbë e me push, me lule të vogla ngjyrë trëndafili, që mbahet në saksi për zbukurim. *Lule barbaroze. Erë barbarote.*
BAR-BUFE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Lokal ku njerëzit pine e hanë zakonisht me këmbë, bar dhe bufe së bashku. *Hyj në bar-bufe. U ulënt në një bar-bufe.*
BARBULL,~LLI m. *sh.* ~J, ~JT. 1. Çapëz. *Gërryej me bar bull.*
2. Pjesa e ngritur e pëllëmbës së dorës ose e shputës Së këmbës nën gishtin e madh; mekës. *Barbulli i dorës (ikëmbës).*
BARBUN,~N! *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *zool.* Peshk deti i vogël, me kokë të madhe e të gjerë, me dy m us-taqe të gjata nën gojë, që i ka luspat në ngjyrë të kuqë-rreme.,
BARBUNJË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Llpj fasuleje, që bën bishtaja të gjera, me kokrra të mëdha e mish-take; bishtajat e kësaj bime, që të njoma gatuhcn gjellë. *Ngastër me barbunja. Mish me barbunja.*
BARBURlQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Peshk i vogël i ujërave të ëmbla, që i ngjan barbunit dhe është me pika të vogla të kuqe.
BARDALfKE *mb.* Kumboll bardalike: lloj kumbulle, që bën kokrra të mëdha e gjatore, zakonisht në ngjyrë tëzezë.
BARDREDH,~I m. *bot. shih* DREDHKË,~A.

BARDH *kal., jokal.,* ~A, ~UR *krahin.* Zbardh. *Bardh murin me gëlqere.*BARDHAÇ,~E *mb.* I bardhemc. *U be bardhaç në fytyrë.*

BARDHAJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dru i kalbur në ngjyrë të bardheme, që thërrmohet lehtë.

BARDHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gotë uji, zakonisht e madhe e me vegë; gotë rakie. *Bardhak uji (rakië). Një bardhak me dhallë. Vallja e bardhakul. Mbush bardhakun. Pi me bardhak.*

2. Ibrik bake.

*it* Ç'ka barku e nxjerr bardhaku *fj.u.* atë që e fsheh ose e bluan njeriu në mendje, e nxjerr kur është i pirë.

BARDHAK,~E *mb. shih* BARDHOSH,~E. *Kale (cjap) bardhak. Dhi bardhake.*

BARDHAN,~E *mb.* 1. Që e ka qimen të bardhë (për disa kafshë shtëpiake). *Ka bardhan.*

2. Njeri me flokë të bardhë, balash.

3. *Përd. em. m.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit (për disa kafshë shtëpiake).

BARDHANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lopë, dele a dhi e bardhë.

BARDHASH,~E *mb. shih* BARDHOSH,~E.

BARDHAVEL,~E *mb.* Që e"ka ngjyrën e lëkurës të bardhë në të trëndafiltë.

BARDHEC,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Cjap krejt i bardhë.

BARDHECE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dhi krejt e bardhë.

BARDHEMË (i), ~E (e) *mb.* Që vjen si i bardhë. *Mushkë e bardheme. Sy të bardheme. Mjegull e bardheme.*

BARDHESE,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bar për-dhesi.

BARDHEZl *ndajf.* Bardhë e zi. BARDHË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Dhi a dele e bardhë.

BARDHË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Ngjyra e bardhë; bojë e bardhë; *kund.* e zezë. *E bardhë e ndritshmt. E bardhë në të verdhë. Lyej më të bardhë. Ndryshon si e bardha nga e zeza.*

2. *vet. sh.* Rroba të bardha; të linjtat. *Vishem më të bardha. Lau të bardhat.*

3. *vet. sh.* Ujëra në ngjyrë të bardheme, që dalin para pjelljes së kafshëve ose për shkak të pezmatimit të organeve seksuale të grave.

4. *vet. sh. bised.* Të lashtat.

5. *vet. sh. bised.* Bulmeti.

6. *vet. sh.* Orenditë prej druri, që nuk lyhen me bojë ose që nuk shkëlqehen me fërlcim.

7. *vet. nj.* Cipë e bardhë që zë syrin dhe që pengon shikimin.

8. *vet. sh. euf.* Qenie fantastike, të cilat, sipas para-gjykimeve popullore, përfytyroheshin si vajza, që rronin në mal e nën tokë dhe bënin të këqija kur ze-mëroheshin.

9. *fig.* Vepër e mirë, punë që pëlqehet; *kund.* e zezë. *Ndaj të bardhën nga e zeza.*

*it* Nënshknian në të bardhë nënshkruan pa shënuar
shumën e parave (për çeqet etj.). Zihen (grinden)
për të bardhat e laraskes zihen për diçka fare të kotë.
Të ha (të qEron) të bardbts c syrit është shumë i zoti.
të merr gjak në vetull. Ebën (e paraqit) të bardhën të zezë (të zezën të bardhë) *keg.* e paraqit diçka krejt ndryshe nga ç'është në të vërte'të, e shtrembëron fare të vërtetën. Shikon (gjen) qimen në të bardhën e vezës (në tezë) *shih te* VEZË,~A. E bardha e syrit cipa e bardhë jo e tejdukshme, që mbështjell kokër-dhokun e syrit. E bardha e vezës lëndë me përmbajtje të madhe albumine, që rrethon të verdhën e vezës.

BARDHË,~T (t5) *as.* 1. Krem i bardhë, që përdoret për të lyei fytyrën ose në teatër për grim. *Të bardhë e të kuq. Vë të bardhë. Lyhej më të bardhë. Fshiu të bardhët.*

2. *shih* BARDHËSI,~A. *Të bardhët e bores.*

• Të bardhët e syrit e bardha e syrit. Të bardhët e vezës e bardha e vezës.

BARDHË (i, e) *mb.* 1. Që ka ngjyrën si të bores, të qumështit, të pambukut etj., për shkak se i kthen të gjitha rrezet e dritës; *kund.* i zi. *Ngjyrë (bojë) e bardhë. Letër (mjegull, shkumë) e bardhë. Djathë i bardhë. Re të bardha. Rroba (këpucë) të bardha. Këmishë (bluzë, fuste)* e *bardhë. Lesh (mëndafsh) i bardhë. Pe i bardhë. Kale* i *bardhë. Dele (dhi, pule) e bardhë. Pëllumb i bardhë. Gëlqere (çimento) e bardhë. Mermer i bardhë. Kripë e bardhë. Sheqer i bardhë. Flamur i bardhë. E bardhë si bora. I bardhë qumësht.*

2. Që ka ngjyrë të afërt me atë të bores a të qumështit, që ka ngjyrë të hapët; i bardheme. *Lëkurë e bardhë. Duar të bardha. Sy të bardhë. Bukë e bardhë. Verë e bardhë. Dru i bardhë. Tokë e bardhë. Metale të bardha. Qelqurina të bardha. Mjaltë i bardhë. Pluhur i bardhë. Gizë e bardhë. Flokë të bardhë. Rruazat e bardha të gjakut.anat. Mëlçiae bardhë. anat.* mushkë-ria. *Gurë të bardhë. shah. Zhivë e bardhë. kim.*

3. Që e ka ngjyrën e lëkurës të çelur (si tipar i një race të njerëzve). *Raca e bardhë. Njerëzit e bardhë.*

*4.* Që ndrit me një dritë të hapët në ngjyrë të qumështit; i qartë, me dritë. *Netëtë bardha. Mëngjes (agim) i bardhë. Dritë e bardhë. Ndriçim (shkëlqim) i bardhë.*

5.*fig.* Që sjell mbarësi e lumturi; që sjell gëzim; fatlum, fatbardhë. *Ditë (ore) e bardhë. Vite të bardha. Pleqëri e bardhë. Fat i bardhë. Shtëpi (derë) e bardhë. Ardhtë e bardhë! ur. Qofsh i bardhë! ur.*

6. *fig.* I mirë, i paster, i panjollosur; i ciltër; bujar; që sjell të mira. *Jetë e bardhë. Me zemër të bardhë! ur. Mefaqe të bardhë! ur. Me shpirt të bardhë. Ka zemër të bardhë.*

7. Që vepron kundër pushtetit revolucionar, që bëhet nga forcat reaksionare, kundërrevolucionar. *Terror i bardhë. Bandat e bardha.*

8. Që nuk është plotësuar me shkrim; i pashkruar. *Letër e bardhë. Faqe e bardhë. Çek i bardhë.*

*9.* Përdoret si pjesë e dytë në emërtimet e pathje-shta për disa bimë, kafshë etj., që e kanë tërësisht a pjesërisht ngjyrën të çelët si ajo e bores ose të bardheme. *Ariu i bardhë. zool. Lepuri i bardhë. zool. Çafka e bardhë. 2ool. Mëllenja e bardhë. zool. Korbi i bardhë. zool.* gallofi. *Milingona e bardhë. zool. Miza e bardhë. zool. Krimbi i bardhë. zool. Breshka e bardhë. zool. Pisha e bardhë. bot. Bredhi i bardhë. bot. Vjeshtu-lla e bardhë. bot. Mështekna e bardhë. bot. Zambaku i bardhë. bot. Trëndafili i bardhë. bot. Plepi i bardhë. bot. Lakra e bardhë. bot. Sinapi i bardhë. bot. Frashri i bardhë. bot. Tërfili i bardhë. bot. Nena e bardhë. bot. Fiku i bardhë. bot. Kërpudha e bardhë. bot. Myku i bar-dtië. bot. Ulliri i bardhë, bot. Misri i bardhë. bot. Fa-sulja e bardhë. bot. Rrushi i bardhë. bot.*

10. Që janë të pastra ashtu si dalin nga burimi dhe që rrjedhin në vija të zbuluara. *Ujëra të bardha.*

11. *euf.* Përdoret si gjymtyrë e dytë në emërtimet e pathjeshta të disa sëmundjeve ngjitëse e të rënda. *Kolla e bardhë* kolla e mirë. *Grykët e bardha* difteria. *Liq e bardhë. Murtaja e bardhë* tuberkulozi.

•*k* Ari i bardhë pambuku. Faqja e bardhë njeriu që të zbardh faqen, ai që të ndcron. Juga e bardhë era e pranverës, që fryn kur çelin lulet; erë e dobishme për bimët. Liber i bardhë përmbledhje dokumentesh e shkrimesh zyrtare më të dhëna për një ngjarje ose për ojë çështje të rëndësishme. Njollë e bardhë a) kra-hine që nuk është studiuar ose është studiuar pak në një drejtim; krahine që nuk është prekur nga një shfaqje ose ku nuk është përhapur një dukuri; b) çështje e pastudiuar në një fushë të dijes a të veprimtarisë shoqërore. Qymyr i bardhë uji si force lëvizëse dhe si burim energjie. I qepur me pe të bardhë *libr. shih te* PE,~RI. Doli me faqe të bardhë doli me nder, pa u turpëruar e me ballin lart. Me dolën qime të bardha u mërzita shumë duke pritur, u plaka. Paç faqen e bardhë! *ur.* qofsh i nderuar!, qofsh faqebardhë! Me bukë e kripë (e zemër të bardhë) *shih te* BUKË,~A. U be si re e bardhë *shih te* RE,~JA i- Si pjcrgulla në fik të bardhë *shih te* PJERGULL,~A. Ngriti flamurin e bardhë u dorëzua. Delja e zezë s'bëhet kurrë e bardhë . *u. shih te* DELE,~JA. Këmbët e leh(a e faqja e bardhë! *ur. shih te* LEHTË (i, e). Paraja e bardhë për ditë të zezë *vjet. shih te* PARA,~JA. A r m ë e bardhë armë e ftohtë. B a 11 ë e bardhë (baltë kreu, baltë koke) *shih të* BALTË,~A. Gjak i bardhë *filial.* Iimfë. Java e bardhë *fet., vjet. shih te* JAyË,~A. Vatg i bardhë *let.* varg që nuk ka rime me një tjetër. Vijat c bardha vija të prera të shënuara në rrugë, në këndet ose në udhëkryqet, brenda të cilave lejohet kalimi i këmbësorëve nga një anë në anën tjetër. Zë i bardhë *muz.* zëri i fëmijëve ose i grave, të cilit i mungojnë ngjyrat e timbrit. F e r r ë e bardhë *bot.* trëndafil i egër, kaçe, ferfëbardhë. Gjemb i bardhë *bot. shUi te* GJEMB,~I. Kulpër e bardhë (e egër) *bot. shih te* KULPËR,~RA.

BARDHË *ndajf.* Mengjyrë të bardhë; në të bardhë; si në të bardhë. *U be bardhë në fytyrë. Lyej bardhë.*

•*k* Bardhë e zi në të bardhë e në të zezë; jo me ngjyra (për filmat, fotografitë etj.). I sheh (gjërat) bardhë e zi i sheh gjërat në mënyrë të thjeshtuar, ose vetërn mirë ose vetëm keq.

BARDHËKUQE *mb. bot.* 1. Kërpudhë bardhëkuqe:
një lloj kërpudhë që hahet, me mbulesën sipër të bardhë dhe poshtë në ngjyrë si të uthullës.

2. ii *em.* BARDHËKUQE~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kërpudhë bardhëkuqe.

BARDHËL,~LA *sh.* ~LA, ~LAT. Lloj dardhe, me kokrra të bardheme.

BARDHËLLEMË (i), ~E (e) *mb. shih* BAR-DHEMË (i), ~E (e).

BARDHËLLIMË,~A. *shih* ZBARDHËLLIM,~I.

BARDHËLLOR,~E *mb. poet. I* bardhë; që shndrit. *Mjëgull (shkumë) bardhëllore. Fytyrë bardhëlldre.*

BARDHËLLOSH,~E *mb. poet.* Bardhosh. *Vashë bardhëlloshë.*

BARDHËREMË (i), ~E (e) *mb. shih* BARDHEMË (i), ~E (e). *Ngjyrë e bardhëreme.*

BARDHËSI,~A 1. Ngjyra e diçkaje të bardhë; të qenët i bardhë. *Bardhësi verbuese. Bardhësia e bores (e gëlqëres). Bardhësia e fytyres. Ndrit nga bardhësia.*

*2. fig.* Pastërtia e dlirësia e ndjenjave dhe e mendi-meve. *Bardhësia e shpirtit.*

BARDHËSIRË,~A . 1. *shih* BARDHËSI,~A.
*Bardhësirë e pafund. 2.* Agu i dritës, zbardhëllimi. *Ra bardhësira.*

BARDHlSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kec me qime të bardha.

BARDHJE *mb.* Që ka ngjyrë të çelët (për pemët). *Dardhë (qershi) bardhje.*

BARDHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lule dhensh.

BARDHO,~JA *m. sh.* ~, ~T. 1. Qen, kale ose ka i bardhë.
2. Njeri me flokë të bardhë, balash.

BARDHOK,~E *mb.l.l* bardhë, me qime të bardhë (për dhentë). *Dash bardhok. Dele bardhoke. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për dhentë).

BARDHONJË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Kafshë shtëpiake e bardhë ose e bardheme (zakonisht lope, dhi, pelë, mushkë).

2. Vajzë ose grua me lëkurë shumë të bardhë, bardhoshe.

BARDHOR,~E *mb. poet, shih* BARDHËLLOR,~E.

BARDHOSH,~E *mb.* 1. Që e ka fytyrën shumë të bardhë; që nuk e ka zënë dielli. *Vajzë bardhoshe. Fytyrë bardhoshe.*

*2.* I bardhë; që i ka flokët të bardhë a të thinjur.

3. *shih* BARDHEMË (i), ~E (e). *Ngjyrë bardhoshe.*

4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për njerë-zit e kafshët).

BARDHOVINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Toko e bardhë e jopjellore, tokë e dobët.

BARDHUA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË. Ka i
bardhë.

BARDHUK,~E *mb. shih* BARDHEMË (i), ~E (e). *Dele bardhuke.*

BARDHULlN,~E *mb.* Që i ka flokët të bardhë që në lindje.

BARDHUSH,~E *mb. përk.* Bardhosh. *Fytyrë bardhushe.*

BARDHUSHAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* BAR-DHOSH,~I.

BARELË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shtrat me shtrojë prej pëlhure të forte, me dy drurë anash a me këmbëza me rrota, që përdoret për të mbartur të sëmurët ose tëplagosurit; vig. *Barelë me rrota. E sollën me barelë.*

BARESMo-. ~ITA, ~ITUR *bised.* 1. Eci; lëviz nga një vend në një tjetër. *Bares poshtë e lart.*

*2.* Shëtit; endem poshtë e përpjetë, bredh. *Kam baritur gjithë vendin. Baret nëpër botë.*

3. Vrapoj; eci me nxitim, shpejtoj. *Barita e m'u zufryma.*4. *kal.* Shëtit një vend; shetit dike nëpër një void. *Barita gjithë Shqipërinë. E bariti nëpër Tiranë.*

BARESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Fem.* e BAM, ~Ul i. *Bareshat e fshatit.*

BARGJAN,~I *m. bot. shih* KËPUTJE, ~A n.

BARI,~U i *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Ai që kullot, që ruan dhe që mbarështon bagëtinë, çoban. *Bari lopësh (dhensh, dhish, derrash).Barinjtë e cooperatives. Bariu i fshatit. Kërraba e bariut. Fyelli i bariut.*

2. *fet., vjet.* Prift i krishterë, i cili, sipas paragjyki-meve fetare, e quante veten udhëheqës shpirtëror të besimtarëve.

• Mbeti si bariu pa bagëti mbeti i shkëputur nga masa që drejtonte. Mbetën si dhentë pa bari mbetën pa udhëheqje, pa drejtues a pa kujdestar. Vuri *(bin)* ujkun bari i ngarkoi një detyrë me përgjegjësi një njeriu të pandershëm e të pabesë në një lëmë ku ai patjetër do të dëmtonte. Dhentë pa bari i ha ujku një nga një *fj. u.* pa një udhëheqje të mirë, bëhesh pre e armikut. Gjej njëherë bari, pastaj shko e bli dhi! *fj-u.* merr të gjitha masat e nevojshme, para se të nisësh një punë.

BARl,~U H *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *zool.* Shpend notues, me pupla ngjyrë kafe, me sqep si të pules, që jeton nëpër këneta dhe ushqehet me peshq të vegjël. *Bariu vjen era peshk.*

BARIBOJË,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Mullibardhë.

BARIK,~E *mb. meteor.* Që ka të bëjë me shtypjen atmosferike. *Shkallë barike. Vale barike. Gjendje barike.*

BARlMËZ,~A . *sh:* ~A, ~AT *bot.* Bimë bari-shtore shumëvjeçare, me kërcell të drejtë e të lemuar, me gjethe të holla, me lule të imëta të mbledhura si fshesë, që e hanë shurnë bagëtitë. *Barimëza e bardhë. Barimëza e zakonshme.*

BARlNA,~T . *vet. sh. krahin.* Barërat e këqija.

BARISFERË,~A . *gjeol.* Bërthama e Tokës, qcndra e Tokës.

BARISHTAK,~E *mb.* Që ka shumë bar, i mbuluar a i veshur me bar të dendur. *Vend barishtak.*

BARISHTE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Çdo bimë pa kërcell a me kërcell që nuk drunjëzofiet, me gjethe të blerta në trajta të ndryshme, e cila rritet vetë ose mbillet si perime, bimë barishtore; gjethet ose pjesët e njoma të këtyre bimëve, që përdoren për ushqim, perime të gjelbra. *Barishtet e këqija. Barishte të thata (të njoma). Barishte uji. Barishte deti* leshterik. *Fare barishtesh. Gjellë (mish, supë) me barishte. Lëng barishtesh. Shkul barishtet. E kanë mbuluar barishtet. Mbjell barishte. Ushqehej me barishte.*

BARISHTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Lloj kan-drrash të vogla, me ngjyrë të verdhë a të kuqërreme, që dëmtojnë bimët barishtore. *Barishtori i vogël. Barishtori këmbëkuq. Barishtori barkkuq. Barishtori kokëtrashë.*

BARISHTOR,~E *mb.* 1. Që është si bari, pa kërcell a me kërcell që nuk drunjëzohet dhe me gjethe të njoma e zakonisht të blerta; i butë e jo i drunjëzuar. *Bimë (bimësi) barishtore. Kërcell barishtor.*

^ 2. Që është mbuluar me barishte, që ka barishte. *Vend (moçal) barishtor.*

BARITJE,~A. *sh.* ~E, ~ET *bised.* Vcprimi sipas kuptimeve të foljes BARES. *U lodh nga bar it jet.*

BARITON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *muz.* Zëri i burnt ndërmjet tenorit dhe basit; këngëtari që ka këtë zë; vegël muzikore me frymë që i përgjigjet këtij zëri. *Zë baritoni.*

BARITOR,~E *mb.* 1. Që ka tiparet e jetës e të punës së barinjve; që ka blegtorinë si kryesore, që mbësh-tetet në blegtorinë. *Jetë baritore. Fise baritore. Ekonomi baritore.*

*2. art.* Që i këndon jetës së barinjve, që pasqyron jetën e barinjye; që e paraqii të zbukuruar jetën e barinjve në gji të natyrës. *Poezi (këngë) baritore. Melodi baritore.*

3. *fet., vjet.* Që ka të bëjë me veprimtarinë e prif-tërinjve të krishterë, të cilët e quanin veten udhëheqës shpirtërorë të besimtarëve. *Letër baritore. Vizitë baritore. Zyrë baritore.*

BARITUR (i, e) i *mb.* Që ka shije të shpëlarë si bar; që ka humbur shijen, pa shije. *Gjellë e baritur.*

BARlTUR (i, e) n *mb. bised.* I shëtitur.

BARIUM,~I *m. kim.* Metal i butë me ngjyrë të argjendtë, që hyn në përbërjen e disa mineraleve dhe kripërat e të cilit përdoren në industri e në mjekësi *(simboli* BaJ. *Oksidi i bariumit. Sulfati i bariumit. Kloruri i bariumit. Nitrati i bariumit. Kripërat e bariumit. Tretësirë bariumi.*

BARK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Pjesa e trupi të njerëzve a të kafshëve, ku janë stomaku, zorrët, mëlçia e zezë dhe organe të tjera; pjesa e trupit të qenieve të gjalla nga gjoksi e poshtë, e kundërt me kurrizin. *Bark i ntadh (ifryrë). Barku i lopës. Lëkura (cipa) e barkut. Fundi i barkut. Zgavra e barkut. Or-ganet (muskujt) e barkut. Me dhemb (me pret) barku. lu ënjt (iu fry) barku. E goditi në bark. I është rritur barku. Shtrihem në bark. Ka vënë (ka lëshuar) bark* i është rritur barku nga dhjamët. *ra barku* iu ul barku. *Me vjen ujët deri në bark. Iu be barku daulle (kacek, lodër). E bëri barkun katua (hambar). E bëri barkun pallaskë. E bëri barkun bic. Futet nën barkun e kalit. I vë një tullë të ngrohtë në bark. Iu thaftë lëkura e barkut! mallk.*

*2.* Stomaku e zorrët si organe ku hyn, qëndron e përpunohet ushqimi. *Bark i ngopur (i pangopur). Me barkun plot (të zbrazët, bosh, esëll). E mbushi barkun (me bukë). I plasi barku (nga të ngrënët). Ngopi (fryu) barkun. E gërreu barku për bukë. S?ma do (s'ma nxë) barku. S'kishin gjë në bark. V mbiu në bark (një gjellë).*

3. Zgavra e poshtme e trupit të femrës ku është mitra, pjesa e brendshme ku zhvillohet pjella. *Që në bark të nënës. Me bark të mbarë! ur. Fryti i barkut* fëmija. *Kanë lindur nga një bark. Ndrittë barku që e ka mbajturl Shqiptarin nuk e ka nxjerrë lokja prej barkut, por hu-ta prej çarkut. fj. u.*

*4.* Tërësia e fëmijëve që lind një nënë me një burrë; tërësia e të vegjëlve që pjell brenda një periudhe një kafshë ose gjithë vezët që bën një shpend a kanderr; pjellë. *Barku i pare. Djalë i barkut* djale jo i gjetur. *Familje me disa barqe. Motër e vëlla nga dy barqe. Fëmijë (vëllezër) të një barku. Barku i fundit* fëmija i fundit.

5. *etnogr.* Tërësia e fëmijëve që vijnë nga një nënë,

9 — 156LERË,~A i. la bëri barkun ujë *shih tek* UJË,~I. I është bërë mullë në bark *shih te* MULLË,~A. I ra barku në bela *shale,* hëngri gjellë të mira shumë. Me ra zemra në bark u preka e u trondita shumë nga diçka e rëndë. la di (ia njoh) fundin e barkut e njoh mirë dike, ia di zorrët e barkut. I dridheshin plaçkat e barkut trembej shumë, i dridhej zemra nga tmerri. I foli pa lesh në bark *dikujt shih te* LESH,~I. I ka hyrë djalli (dreqi, shejtani, maeja, maçoku) në bark është bërë zemërlig e i djallëzuar, është bërë smirëzi e keq-dashës. E ka djallin (dreqin, shejtanin, macen, maço-kun) në bark është zemërlig, është smirëzi e keqdashës. I ka trutë në bark nuk arsyeton drejt, nuk e ka men-djen në kokë. I ka hyrë frika në bark (në palcë, në mish) *shih te* PALCË,~A. I ka hyrë lepuri në bark (ka lepurin në bark) është frikësuar shumë; është fri-kacak i madh, trembet shumë. Është gojë e bark *shih te* GOJË,~A. E ka barkun pa brez *shih te* BREZ,~I. E kam barkun (zemrën) të ftohtë karri shpresa të pakta, nuk besoj shumë se do të bëhet diçka. E kishte barkun garroq *shih te* GARROQ,~I. Ka sliiritin (tenjën, spri-njën) në bark *dikush shih te* SHIRIT,~I. Ia lane samarin nën bark *dikujt shih te* SAMAR,~I. Marr një bark zjarr ngrohem pak, marr një avull. Mban barkun me dorë rri pa ngrënë. Mbaj barkun (brinjët, ijët) me dorë këputem së qeshuri. S'i mban barku gjë (nuk mban gjë në bark) nuk di të mbajë gjë të fshehtë, i nxjerr të gjitha të fshehtat jashtë. Iu ngjit barku pas shpine (me kurrizin) ngordhi për të ngrënë, iu be barku petë. Nxori zorrët e barkut (nxori bark e zorrë) *shih te* ZORRË,~A. I tregoi zorrët e barkut *shih te* ZORRË,~A. Me vajti barku prapa (në kurriz) kisha shumë uri. E vuri barkun në dhe u përul e u

nënshtrua me turp, u be baltë. E vuri barkun në ujë ndenji pa ngrënë. I ka vënë shkelmin (gjunjët) në bark *dikujt shih te* SHKELM,~T. Vret barkun në hije *iron, shih te* VRAS. Zë fundin e barkut ha fare pak, sa për të thyer urine. Ia bëri kurrizin (shpinën) më të butë se barkun *keq. shih te* KURRIZ,~I. Ha bukë me grushte barkut *shih te* GRUSHT,~I. Ç'ka barku e nxjerr bardhaku *fj. u. shih te* BARDHAK,~U. Dridhej foshnja (fëmija, barra) në barkun e nënës *shih te* DRIDHEM. Vajti (shkoi) gjaku deri në bark (deri në shale) të kalit (deri në tra) u be gjakderdhje e madhe. Barkun petë, por shpatullat drejt *shih te* SHPATULL,~A.

BARKAÇ,~E *mb. keq.* I pangopur, grykës. *Njeri barkaç.*

BARKAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Bar-kashore.

BAR-KAFE,~JA *sh.* ~, ~TË. Lokal për pije dhe për kafe.

BARKALAQ,~E *mb. keq.* Barkalec.

BARKALEC,~E *mb. keq.* 1. Që e ka barkun pak të madh, që vjen si me bark. *Njeri barkalec. Peshk barkalec. Lope (dele) barkalece. Poçe (gotë) barkalece.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (kryesisht për njerëzit).

BARKALIQ,~E *mb. keq.* Barkalec. *Fëmijë barka-liqë. Poçe barkaliqe.*

BARKANJOZ,~E *mb. keq. shih* BARKMADH,~E.

BARKAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Barkëtar.

si hdhje gjinie; tërësia e fëmijëve dhe e pasardhësve te nje gjinie, gjin. *Bark i shtuar. Jane të një barku.*

6. *fig.* Brez. *Bark pas barku. Kane kaluar katër btirqe.*

7. Sipërfaqja e përkulur dhe e harkuar e një sendi faqja e fryrë e tij; pjesa e fryrë dhe e rrumbullakët e nje ene, e një voze etj. *Barku i enës (i shtambës i vozës). Barku i anijes. Barku i oxhakut. Mur me bark. Shane me bark. Lëshon (nxjerr, jep, bën) bark I vë shishet bark me bark.*

8. Pjesa e zgavërt e një sendi, pjesa e brendshme ku futet diçka; gjiri, brendësia. *Barku i furrës. Barku i malit (i minierës, i shpellës). Barku i tokës. Në barkun e shkëmbit.*

9. *vet. nj.* Mesi i një periudhe kohe. *Në bark të javës (të muajit, të verës, të vitit).*

10. *mjek.* Sëmundje që shfaqet me dalje jashtë shpesh e hollë, diare; nevojë e nolle. *Barku i keq (i lig)* dizenteria. *Barku i verës. E heq (i shkon i vetej bark. Ka (del) bark. E zu barku. Të jep bark Vuan nga barku. lshte me bark. E lau (e griu) barku.*

11. *fig. bised. Zemra;* shpirti. *Me gjithë bark Me bark të plagosur. I kalbur në bark. S'ma do (s'ma mban) barku. Me iku barku. Se kam atë bark E ka barkun të gjerë. I ka hyrë frika në bark. Iu mbush barku me frikë. M'u prish barku. Me plasi barku! iron M'u dogj barku! iron. Me dhemb barku për të. S'kam bark ta shoh. Me bëhet barku mal. M'u be xhumbë në bark Më^këputet barku. Me qan barku. I hap barkun. Atë që të do barku! ur.*

Bark me bark a) plot, buzë me buzë, me majë; b) gju me gju si miq, me zemër të hapur. Me barkun te goja (te buza) *shih te* BUZË,~A. Me bark (me zemërt të gjerë *shih te* GJERË (i, e). Me bark zbuluar pa fshe-hur gjë, hapur. për një bark bukë *shih te* BUKË,~A. Bën bark ha shumë, ngopet mirë e mirë. Ra në bark u përul, u nënshtrua. S'i bie barku nuk e prish qejfin e tij, nuk shqetësohet. Bark e kurriz krejt kokë e këmbë. Fërkon barkun (duart) *keq. shih te* FËRKOJ. S'e ha barku për *dike* nuk bëhet merak për dike' s'e can kokën për të. Na hapi barkun *shih te* HAP. M'u hap (me iku) barku u trondita shumë kur pashë diçka të rëndë a tragjike, u tmerrova. S'i hapet (s'i pëlcet, s'i di-gjet) barku për *dike përçm.* s'e ha meraku fare për dike, nuk shqetësohet për të, nuk ndien asgjë Ktheu barkun (nga dielli) *tall, shih te* KTHEJ. Leshtë e barkut *thjeshtligj.* asgjë, hiç; atë që s'e kam. Lëshon bark *diçka shih te* LËSHOJ. Me mbiu në bark *shih te* MBIN. Të merr barkun *shih te* MARR. Me preu barku (malli) për *dike a diçka iron, shih te* PRES i. I rrëmoi barkun *shih te* RRËMOJ. Shtatanik në bark njeri që s'duron, njeri që s'pret ra-dhën e kohën e vet. Thau barkun (gojën) *shih te* THAJ Iu tha barku *shih te* THAHEM. Të vret barkun *iron, shih te* VRAS. I zbrazi (i hapi, i zboioi) barkun *dikujt shih te* ZBRAZ. Zë barkun (zemrën) *shih te* ZË Iu be barku (zemra) grope *shih te* GROPË,~A. Iu be barku grope (dërrasë, petë) *shih te* GROPË ~A Iu be barku palë-palë (petë-petë) *dikujt* është ngja-llur shumë e ka zënë dhjamë. U be bark e shpinë u dobësua shumë, u tret fare. U be bark e shpinë *me dike* u lidh ngushtë me dike, u be mik me të; u be një me dike. Jane bark e shpinë janë si një trup i vetëm, janë të pandarë, janë bukë e djathë E bëri barkun bic *shih te* BIC,~I. E bëri barkun lerë *shih te*BARKARlS *kal.,* ~A, ~UR *krahih.* 1. Ngarkoj në barkë, e hipi në barkë; çoj me barlcë. *Barkaris plaç-kat.*

2. *fig. keq.* E tret diku larg, c bëj të humbasë, e degdis.

BARKARlSEM *vetv. krahin., keq.* Iki diku larg, degdisem, zhdukem nga sytë.

BARKARTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kandërr dëmtuese e bimëve, që e ka barkun të mbuluar me push të verdhë si të praruar. *Vemje barkartash.*

BARKAS *ndajf.* Shtrirë me fytyrë poshtë, me bark për tokë, në bark. *Bie (shtrihem, rri) barkas. Zvarri-tem (hiqem, eci) barkas. Në pozicion barkas. usht.*

BARKASHOR,~E *mb.* 1. Që e ka barkun pak si të madh, barkmadh; që ka lëshuar bark, që vjen si Hie bark. *Fëmijë barkashor. Qyp barkashor. Vorbë (bucelë) barkashore. Boston barkashor.*

2. *keq.* I pangopur, grykës.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për nje-rëzit).

BARKASHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë (poçe balte, kusi etj.) me bark të fryrë, që përdoret për ga-tim; shtambë balte nga njëra anë me bark dhe nga ana tjetër e sheshtë. *U thye barkashorja.*

BARKAZI *ndajf.* Barkas.

BARKBARDHË *mb.* 1. Që e ka barkun të bardhë (për kafshët e shpendët). *Lopë barkbardhë. Pëllumb barkbardhë.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Viçi i barkbardhës.*

BARKBOSH,~E *mb. shih* BARKZBRAZUR. *Ishte barkbosh. Barkploti s'ia qan hallin barkboshit. fj. u.*

BARKBUALL *mb. vet. m. shar.* Që e ka barkun të madh si të buallit.

BARKCALIK,~E *mb. krahin.* Barkfryrë.

BARKCULLAK,~E *mb. krahin.* Barkjashtë.

BARKDALË *mb.* 1. Që e ka barkun të dale përpara, me bark të fryrë; *kund.* barkfutur.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).

BARKDERR,~E *mb. shar.* 1. Që e ka barkun të madh nga të ngjallurit, barkmadh; që s'ngopet kurrë, i pangopur.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).

BARKDËRRASË *mb. bised.* Që e ka barkun te tharë nga të pangrënët, që i është bërë barku dërrasë për bukë, barkthatë.
BARKDOSË *mb. vet. f. shar.* 1. Që e ka barkun të madh nga të ngjallurit, barkmadhe; që s'ngopet kurrë, e pangopur.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).
BARKDREQ,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT *shar.* Ai që jeton me punën e të tjerëve, ai që ha në kurriz të të tjerëve. *Puno fatkeq, ha barkdreq. fj. u.*
BARKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mjet i thjeshtë lundrimi, me i vogël se anija, që vihet në lëvizje me lopata, me vela ose me motor; varkë. *Barkë dërrase*
*(gome). Barkë me lopata (me rrema, me vela, me motor). Barkë peshkimi. Barka e shpëtimit. Bashi i barkës. Lundroj (shetit) me barkë. Ngas barken.*
2. *tek.* Pjesë e makinave të larjes ose të ngjyrosjes së rrobave etj. që është si govatë.
*k* Ka hipur në barkë pa vela ecën me drejtim të pacaktuar, ecën kuturu në jetë.
BARKËS,~I i *m. sh.* ~, ~IT. Shuli i përparmë i tezgjahut, ku mblidhet pëlhura e endur.
BARKËS,~I ii *m. sh.* ~, ~IT. Një lloj jeleku prej leshi, pa mëngë, që e veshih zakonisht grate; xhamadan pa mëngë.
BARKËSË,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* BARKJE,
~Ai,2-
BARKËSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit te foljes BARKËSON.
BARKËSON *jokal,* ~OI, ~UAR. Lëshon bark; lakohet. *Barkëson muri.*
BARKËSORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Diçka që bëhet ose që mbushet me leshin e qethur nga barku i dhenve a i dhive. *Shtroi një barkësore.*
BARKËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që nget barken, varkëtar.
BARKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lesh i shkurtër, që qethet nga barku i dhenve a i dhive. *Çorape me barkëz.*
BARKFRYRË *mb.* Që e ka barkun të fryrë. *Shishe barkfryrë.*
BARKFUTUR *mb.* Që e ka barkun të futur për-brenda; *kund.* barkdalë.
BARKGJERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk i vogël i ujërave të ëmbla, me bark të gjerë, skort me vizë.
BARKGJERË *mb.* 1. Që e ka barkun të gjerë; me bark të kërcyer. *Vozë barkgjerë.*
*2. fig. bised.* Zemërgjerë; dorëlëshuar; *kund.* bark-ngushtë. *Barkgjerë me mall in e. tjetrit.*
BARKJASHTË *mb.* 1. Me bark të zbuluar, i zhveshur.
2. ii *em.* BARKJASHTË,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT.
Njeri i varfër e i këputur; rreckaman, zhelan.
BARKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Nënbarkëz.
2. Cope pëlhure e trashë, që u vihet foshnjave në bark për t'i mbështjellë ose për t'i mbajtur ngrohtë. *Lidh me barkje.*
3. Pjesa e dhjamit që ka derri në bark sipër zorrëve. BARKKACEK,~E *mb. keq.* 1. Barkfryrë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. BARKKALBUR *mb. bised., keq.* Zemërzi, shpirtlig. BARKKEQ,~E *mb. bised., keq.* Zemërzi, shpirtlig.
BARKKUQ,~E *mb.* Që e ka barkun të kuq (për qeniet). *Krimb barkkuq.*

BARKKUQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Lloj kërpudhe që hahet, e cila e ka anën e poshtme të kuqe. 2. *zool.* Lloj bretkose me bark si të kuq.
BARKLEDH *mb. thjeshtligj., keq. shih* BARKMADH, ~-E 1)2.BARKLEPUR,~RI *m. sh.* ~J, ~JT. Kalli misri me kokrra shumë të rralla dhe i përkulur në mes.
BARKLESH,~E *mb.* 1. Që e ka barkun me lesh. 2. *shar.* I ngathët nga mendja, budalla.
BARKLËSHUAR *mb.* Që ka lëshuar bark; që i është varur barku poshtë. *Shtëpi barklëshuar.*
BARKLUBI *mb. bised.* *y* *keg.* 1. Që s'ndien të ngopur, i pangopur (edhe *fig.). Gojëmi e barklubi. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BARKMACE *mb. bised.* Që ka bark të vogël dhe nuk mund të haje shumë, që ha pak.
BARKMADH,~E *mb.* 1. Që e ka barkun të madh; me trup të ngjallur e me bark të kërcyer. *Njeri bark-madh. Vozë (barkë, shishe) barkmadhe.*
2. Që ha shumë, grykës.
3. *fig.* Që pasurohet në kurriz të të tjerëve, i pasur, shfrytëzues. *Tregtarët barkmëdhenj.*
*4. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Bark-mëdhenjtë e pahgopur.*
BARKMBUSHUR *mb.* Barkplot.
BARKNGOPUR *mb.* 1. Që ka ngrënë shumë, që e ka barkun të ngopur; *kund.* barkzbrazur.
2. I pasur, Që ka pasuri.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Sa t'i bjerë ndërmend barkngopurit, i ka dale shpirti bark-zgropurit. fj. u.*
BARKNGUSHTË *mb. bised.* Zemërngushtë; *kund.* barkgjerë.
BARKONJË,~A *sh.* ~A, ~AT. *shih* BARKJE,
~A.-2-
BARKOR,~E *mb.* 1. *anat.* Që ndodhet në pjesën e barkut; që i përket barkut, i barkut. *Pjesa (ana) barkore. Këmbë barkore. Pendë (hale) barkore. Unazë barkore.*
2. I lugët. *Pasqyrë barkore.*
BARKORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Përparëse e leshtë grash, neçe. *Barkore e zezë (me vija). I mblodhi në barkore.*
2. Jelek grash pa mëngë, barkës.
3. Barkashore.
4. Barkje.
BARKOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. *bised.* Të fryn barkun; të rëndon barkun, të bie rënde. *Uji i ndenjur të barkos.*
2. E mbush mirë, e ngjesh sa s'nxë me. *E barkosi thesin me palate.*
3. Qeth dhentë a dhitë në pjesën e barkut, përvjel
BARKOSEM *vetv, bised.* Ha tepër, ngjishem mirë më të ngrënë; me fryhet barku nga të ngrënët a të pirët me tepri. *V barkos me dhallë. U barkos si buall,*
BARKOSH,~E *mb. bised.* Barkalec. *Njeri (fëmijë) barkosh. Pjepër barkosh. Shtëpi barkoshe. Bucelë barkoshe.*
BARKPANGOPUR *mb.* 1. Që nuk e ka ngopur barkun kurrë me bukë, që nuk ka pasur për të ngrënë sa duhet; që nuk ngopet së ngrëni, hamës i madh.
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Njeri i varfër e i këputur. *Një barkpangopur kam gene.*
BARKPËRPJETË *ndajf.* Me barkun lart, i shtrir6 mbi kurriz. *Ra barkpërpjetë.*
BARKPLOT,~E *mb.* 1. Që e ka barkun të mbu-shur plot; që ka ngrënë, i ngopur; *kund.* barkzbrazur.

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri që është i ngopur; i pasuri, pasaniku; *kund.* barkzbrazuri. *Barkploti nuk i zë besë barkboshit. fj. u.*
BARKRËNË *mb.* Që i ka rënë barku poshtë, që ë;litë varur barku. *Burrë barkrënë.*
BARKSTIHI *mb. krahin. shih* BARKLUBI. BARKSHPUAR *mb. thjeshtligj.* Barkpangopur.
BARKSHTYPUR *mb.* Që e ka barkun të shtypur a të rrafshët. *Shishe bar-kshtypur.*
BARKSHUAR *mb. shih* BARKTHATË 2,4. BARKTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* BARKËS, ~I *h* BARKTHARË *mb. shih* BARKTHATË.
BARKTHATË *mb.* 1. Që e ka barkun të zbrazët, *3* pangrënë; i uritur. *Ishin barkthatë.*
*2.* Që nuk lind d[ot] fëmijë, shterpë (për gruan). *Grua barkthatë.*
3. *si em.* BARKTHATË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT.
Njeri që vuan urie nga skamja, njeri i varfër e i këputur. *U ngritën barkthatët në luftë.*
*4. Përd. em. f.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.
BARKTHES,~E *mb. bised.* Që ha e nuk ngopet,
i pangopur.
BARKUC,~E *mb.* 1. *shih* BARKALEC,~E.
2. *sport.* Që bëhet duke nxjerrë pjesën e barkut përpara (në kërcimet së larti etj.). 5' *barkuc.*
BARKULEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Peshk i vogël sa eironka, që rron zakonisht në ujëra të njel-mëta.
BARKUSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *anat.* 1. Secila nga dy dhomëzat e poshtme të zemrës, të cilat shtrën-gohen e Iëshohen për të bërë qarkullimin e gjakut. *Barkushja e majtë (e djathtë).*
2. Zgavër në pjesën e brendshrrre të kafkës së kokës. *Barkushet e trurit.*
BARKVOZË *mb. thjeshtligj. shih* BARKMADH,
~E,,2.
BARKZBRAZUR *mb.* 1. Që e ka barkun të zbrazët; që nuk ka ngrënë asgjë, i uritur; *kund.* barkplot; barkngopur.
2. *si em.* ~, —I *m. sh.* ~, ~IT. Njeri që vuan urie nga skamja, i urituri; i varfëri, varfanjaku; *kund.* barkploti.
BARKZBULUAR *mb.* Barkjashtë. BARKZGROPUR *mb. bised.* Barkzbrazur.
BARKZHABË *mb. thjeshtligj., keq. 1.* Që e ka barkun të madh, të squllet dhe të varur poshtë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).
BAR-LULISHTE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Lokal veror për të pirë e për të ngrënë, zakonisht në një lulishte dhe me një shesh për vallëzim. *Bar-hdishte verore. Bar-lulishte "Rinia". Vete në bar-lulishte.*BARMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lëvorja e blertë që mbcshtjell urrën e drurëve dhe që vjcn mcnjëherë nën lëkurën e jashtme.
BARNASHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Farmacist. BARNATAR,~I *m sh.* ~Ë, ~ËT. Farmacist. BARNATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Farmaci. *Shkoi në barnatore.*
BARNGRËNËS,~E *mb.* 1. Që ushqehet me bar e me bimë të ndryshme (për kafshët). *Kafshë barngrë-nëse.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Kafshë që ushqehet me bar e me bimë të ndryshme.
BARNI,~A. *përmb.* Tërësia e barërave; barishtet.
BAROGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *meteor.* Lloj barometri që shënon vetë ndryshimet e shtypjes at-mosferike.
BAROHET *vetv.* Vishet me bar, mbulohet me bar, baron. *Barohet mali.*
BAROJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bar i keq, bar i padobishëm. *Bar e barojë.*
BAROK,~U *m. art.* Stil në artin e sidomos në ar-kitekturën e shekujve XVI-XVIH, që shquhej nga një larmi e tepruar imtësish zbukurimi, kryesisht vijash të përkulura.
BAROK,~E *mb. art.* Që ka të bëjë me barokun, i barokut; i ngarkuar me zbukurime të tepërta. *Arti barok. Stil bar ok. Forme baroke.*
BAROMETËR,~Rl *m. sh.* ~RA, ~RAT *spec.* 1. Vegël e posaçme për të matur shtypjen atmosferike. *Barometer metalik. Barometer me zhivë. U ngrit (u ul) barometri.*
*2. fig.* Masë, kriter për vlerësimin e diçkaje. *Barometer i zhvillimit. Është barometer.*
BAROMETRIK,~E *mb. spec.* Që ka të bëjë me barometrin, i barometrit; që ka të bëjë me shtypjen atmosferike. *Shkalla barometrike. Shtypja barometrike. Ndryshimet barometrike.*
BAROMINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Shufër metalike, e gjatë, e forte e me majë, që përdoret për të hapur vrimat për lëndët shpërthyese në miniera, në ndërtime rrugësh etj. *Barominë dore. Hap vrima me barominë. Punoj me barominë.*
BARON *kal.,* ~OI, ~UAR.Vishet me bar, mbulohet me bar, barohet. *Baron mali (fusha).*
BARON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Titull i prona-rëve feudalë etj. në EvropënPerëndimorc, i cili zinte vendin e pestë në hierarkinëe aristokracisë dhe ishte një shkallë me poshtë se ai i kontit; ai që mbante kctë titull.
BARONESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* 1. *Fem.* e BARON,~I.
2. E shoqja ose e bija e baronit. *Mbahej (sillej) si baroneshë. iron.*
BAROR,~E *mb. shih* BARISHTOR,~E. *Bimë barore. Kërcell baror.*
BAROS *kal.,* ~A, ~UR. Lyej a spërkat me një bar. *Baros dyshekun. Baros pemët.*
BAROSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog i larmë me trup sa të mëllenjës.
BARSHKGMBËS,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool. shih* SHKUMËZ,~A.
BART *kal.,* ~A, ~UR. 1. Mbart. *Bart ujë (qymyr). Bart mbi shpatulla.*
*2. vjet.* Mbaj. *Bart një enter të mirë.*
BARTEM *vetv., pës.* Mbartem.
S'barlet çorba me kaçiley. *u. shih te* ÇORBË,~A,
BARTË (i, e) *mb.* 1. Që është prej bari, që është bërë me bar. *Shtrojë e bartë. Çati (kasolle) e bartë. 2.* 1 pashije; që s'ka kripë. *Gjellë e bartë.*
BARTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mbartës. *Bartës qy-myri. Bartës sëmundjesh~ (mikrobesh).*
BARTËS,~E *mb.* Mbartës. *Bartëse e së resë.*
BARTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Mbartje. *Bartja e druve. Bartje me kuaj. Bartje llogarie. fin. 2. vjet.* Mbajtje.
BARTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* SHKALC, ~I.
BARTH,~I *m.* 1. Lloj qulli, që gatuhet me miell, me yndyrë dhe me zorrë a me gjak bagëtish. 2. *sh.* ~A, ~AT. *shih* BAJAME,~JA 3.
BARUN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* Qen i murrmë, murrash.
BARURlNA,~T . *vet. sh.* Barëra të ndryshme, barishte. *Mbledh barurina.*

BARUT,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *kryes. nj.* Lëndë plasëse, zakonisht si pluhur i zi a i murrmë, që përdoret për të mbushur gëzhojat e predhave të armëve të zjarrit. *Barut i zi. Barut i thatë. Barut pa tym. Tym {ere) baruti. Fuçi me barut. Fabrikë baruti. Mbush me barut. Ndez barutin. Ndizet (shpërthen) si baruti.*
2. *përd. mb. fig.* Që nxehet shpejt, që merr zjarr menjëherë; i gjallë e i shkathët, i zjarrtë. *Është barut. E ka zemrën barut.*
3. Farat e karabushit të qepës.
U bt barut *diçka* u tha shumë, aq sa mund të thërrmohet. E beri barut (tym) *shih tek* TYM,~I. Flshek pa barut *shih te* FISHEK,~U. Fuçi baruti vend, në të cilin është gati të shperthejë menjëherë lufta. I dha (i kalli) barut *shih te* JAP. la faig baruti *tall,* e humbi menjëherë guximin para një kundërshtari a para një eprori. Vead i barutH vend i trimave dhe i luftrave të guximshme, ku mbro-het çdo e drejtë me armë në dorë. Iu b koka barat i hipi gjaku në kokë, u nxeh. Bie (mbaa) ert barat ka mundësi të pëlcasë lufta, ndihet era e luftës; është e ndezur lufta, bëhen pëileshje. E ha bariitin me grwhte *shih te* GRUSHT,~I. I Aa zjarr bamtH u be shkaktar që të shpërthente një kryengritje, një grevë etj. në kushte të acaruara. E ka barutin të lagor *shih te* LA-GUR (i, e). E mbajmë (e kemi) banrtta te thatë *shih te* THATË (i, e). I ka marre ere banrtit ka rënë në për-leshje, ka marrë pjesë në Iuftë. E mbaj *wk* torbë bakën e barutin *shih tek* TORBË,~A.
BARXHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dhi e përhime, me qime të përziera, gjysmë e bardhë e gjysmë e zezë ose me qafë në ngjyrë tjetër. *Lesh barxhe* lesh me vlerë të ulët.
2. *përd. mb.* Që e ka qimen të përhime, të përzier, gjysmë të bardhë e gjysmë të zezë (për dhitë). *Dhi barxhe.*
BARXHUL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cjap i përhime mejqime të përziera, gjysmë i bardhë e gjysmë i zi.BARRË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Një tok sendesh që i ngarkohen një kafshe ose që i mbart një njeri për t'i çuar nga një vend në një tjetër, ngarkesë. *Barrë e rëndë (e madhe). Kafshë barre. Artët e barrës. Ngarkoj (shkarkoj) barren. Anon barra. Barra e lehtë ngrihet me kollaj. fj. u.*
2. Sasia e sendeve që mund të mbajë një kafshë ngarkesë; masë peshe rreth njëqind e pesëdhjetë ki-logramë. *Një barrë dru. Dy barrë drithë. Një barrë mushke (kali, gomari).*
*3.* Një sasi e madhe, një numër shumë i madh, një shumicë. *Me një barrë fëmijë. Me një barrë armë. Me një barrë mend. Me një barrë turp. Me një barrë thinja. I kishte me barrë (paratë)* i kishte me shu-micë. *U harxhuan para me barrë.*
*4. fig.* Detyrë e vështirë, që i ngarkohet dikujt dhe që do mund për t'u kryer, përgjegjësi e rëndë; diçka që sjell kokëçarje e mundime, peshë e rëndë. *Barrë e rëndë (kryesore, historike). Barra e shtëpisë (e har-xhimeve, e punëve...). Barra e luftës. Me bie (me vihet) barra. la ngarkoi barrë. la la barren dikujt. la shkarkoi (ia hoqi, ia rëndoi, ia lehtësoi) barren, la hodhi barren dikujt. 1 bëhet barrë. 1 besoj një barrë. Mban gjithë barren. E quan barrë të tepërt. E\ ka barrë (mbi supe, mbi kurrizj.*
5. Fëmija në barkun e nënës, pjellë; gjendja e gruas në periudhën e zhvillimit të fëmijës në barkun e saj, shtatzëni. *Barra e pare. Barrë e mbarë. Barrë e vdekur (ë vrarë). Barrë e shkuar* dështim. *Grua me barrë. Leja e barrës. Muajt e barrës. Është me barrë. U be (ra, mbeti, u ngjit) me barrë. Ndërpreu barren. Nxori (hoqi) barren. 1 shkoi barra* dështoi.
6. *drejt.* Detyrim që kufizon të drejtat e pronarit të një pasurie për shkak të të drejtave të një pro-nari tjetër ose të shoqërisë. *Barrë e dukshme. Barrë aktive (pasive). 1 lire nga çdo barrë. 1 vuri barrë.*
7. *vjet.* Pajë. *Barra e nuses.*
*k* Barrë e vrarë *shih te* VRARË (i, e). Qe nën barrë *vjet.* qe borxhli kundrejt dikujt, qe i detyruax të bënte diçka për të. Nata është me barrë. *u. shih te* NATË, ~A. S'e vlen barra qiranë *edhe poh.* s'e vlen të harxhosh mundin për një punë, është me i madh mundimi se fitimi. Dridhej barra në barkun e nënës *shih te* DRI-DHEM. E di se ku me vret barra *shih te* VRAS. E bën priftin (dhespotin, hoxhën) me barrë *tall,* trillon diçka krejt të paqenë e të pamundshme. Kemi ngrënë një barrë kripI (një thes kripë, një furrë bukë, një hambar miell) bashkë *shih te* FURRË,~A. E vë barren pas samarit *tall,* e bën një punë së prapthi, e Vë qerren përpara qeve.
BARRËSIM,~I *m.* Mbarsje. *Koha (periudha) e barrësimit.*
BARRËSOHET *pës.* Mbarset. BARRËSON *kal,* ~OI, ~UAR. Mbars.
BARRËTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet. 1.* Ai që mbartte një barrë a një ngarkesë në kurriz; haraall.
2. Ai që çonte kafshët e ngarkuara me drithë për të bluar në mulli; qiraxhi i karvanit.
BARRIKADË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Pengesë prej sendesh të ndryshme e të rastit (si gurë, drurë, orendi etj.), që ngrihet nëpër rrugët e sheshet e qy-teteye për të luftuar dhe për të penguar lëvizjen e kundërshtatit. *Lufta e barrikadave. Ngritënnjë' barrika-dë. Vunë barrikada. Sulmoi (çau, kapërceu) barrikadën.*
*U hodh mbi barrikadë,*
*2. fig.* Vend luftërash e përleshjesh; vija e parë e betejave. *Barrikadë e luftës klasore.*
3. *fig.* Pengesë, gardh për të ndaluar a për të kun-dërshtuar kalimin ose futjen e diçkaje. *Barrikadë ideo-logjike. I vë (i ngre) barrikadë. 1 bëhem barrikadë. Kapërcen çdo barrikadë. Thyejmë (shkallmojmë) barrikadën.*
*4. sport.* Pengesa që ngrenë lojtarët me trup a me duar për të mos lënë topin e kundërshtarit të kalojë në fushën ose në portën e tyre. *Topi u përplas në barrikadë.*
*k* Në anën tjetër të barrikadës (matanë barrikadës) në anën e kundërshtarit, në kampin e armikut.
BARROHEM *vetv., pës. shih* BARROSEM. BARROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* BARROS.
BARROS *kal.,* ~A, ~UR. 1. *bised.* E ngarkoj me një peshë, ivë një barrë; irëndoj me diçka. *Eba-rrosi kafshën. Balta i barrosi këmbët.*
2. *vjet.* I vë dikujt një detyrë, i ngarkoj një barrë, i jap një përgjegjësi; e rëndoj dike me një detyrim. *E barrosi me taksa. E barrosi me një detyrë.*
BARROSEM *vetv.* 1. *vjet.* Marr përsipër një barrë a një detyrë. 2. *bised. Pës. e* BARROS ,.
BARRSË *mb. vet. f.* Që është me barrë (kryesisht për kafshët). *Lopë (dhi, dose) barrsë. Bagëti barrsë. Është barrsë.*
BARRSËRf,~A . *libr.* Të qenët barrsë (për kafshët); koha e barrës. *Periudha (koha) e barrsërisë.*
BARRSHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka peshë të rëndë, i rëndë. *Pleh i barrshëm.*

2. *fig.* I rëndësishëm, me peshë. *Mik i barrshëm. Fjalë e barrshme.*

BAS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *muz.* Zëri me i trashë i burrit në të kënduar; këngëtari që ka këtë zë; vegët muzikore me frymë ose me tela e shkallës së ulët, që i përgjigjet këtij zëri; tastet ose telat e një vegle muzikore, që japin zë të trashë.

BASAMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shkallare; parmak anës shkallëve. *Basamakët e shkallëve. Ngjiti basamakët.*

*2.* Rresht gurësh anës kalldremit të rrugës, që i vihen këtij për ta forcuar. *Basamaku i rrugës.*

BASEN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pellg a rezervuar i hapët për të grumbulluar ujë ose lëngje të tjera. *Basen uji. Basen ujëmbledhës. Basen prej betoni.*

2. *gjeogr. shih* PELLG,~U $_2$. *Baseni i përroit.*

*3. del.* Pjesa e thelluar e detit afër portit, ku qën-drojne anijet. *Baseni i portit.*

BASK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i popullsisë së lashtë baske, që jeton në pjesën veriperëndimore të Spanjës dhe në jugperëndim të Frances, banor vendës i kësaj krahine ose ai që e ka prejardhjen nga kjo krahinë. *Vendi i baskëve. Gjuha e baskëve. Krye-ngritjet e baskëve.*

BASK,~E *mb.* Që ka të bëjë me krahinën ku je-tojnë basket ose me basket, që është karakteristik për këtë krahinë ose për basket, i vendit të baskëve ose i baskëve; që është krijuar nga basket. *Popullsiabaske. Patriotët baskë. Fshatra baske. Gjuha baske. Veshje (zakone, tnuzikë) baske.*

BASKETBOLL,~I *m. sport.* Lojë me top, gjatë së cilës lojtarët, të ndarë në dy skuadra nga pcsë veta, përpiqen ta hedhin topin me dorë në një kosh të varur në tabelën e kundërshtarit. *Top (fushë, kosh) basket-bolli. Skuadër (lojtar) basketbolli. Ndeshje basketbolli. Kampionati i basketbollit. Luaj basketboll.*

BASKETBOLLlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lojtar basketbolli.

BASKETBOLLlSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BASKETBOLLlST,~I.

BASKl,~A . *sh.* ~, ~TË *krahin.* 1. Gozhdë e madhe; kunj i ngulur në mur për të varur në të diçka. *Ngul baskinë. E vari pushkën në baski.*

2. *shih* BALLANIKE,~JA. *Mbuloi me baski. Ndërroi baskitë.*

3. Lloj çekani i farkëtarit, me majë të mprehtë dhe me mykë të shtypur.

BASKlSHTE,~JA . Gjuha e baskëve. BASKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Petavër.

BASMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pëlhurë pambuku e nolle dhe me punim të thjeshtë, e ngjyrosur ose me lute të ndryshme. *Basmë me Me. Fusion (bluzë, perde) basme. Një top basmë. End basmë.*

BASORELIEV,~I *m. sh.* ~E, ~ET *art.* Figure e punuar si skulpturë ose e gdhendur mbi një sipër-faqe të rrafshët. *Gdhend një basoreliev. Zbukuroj me basoreliev.*

BAST,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Marrëveshje ndërmjet dy a me shumë vetash, që hahen për diçka dhe që caktojnë një kuslit, të cilin e plotëson kush hum bet. *Vë (lidh, zë) bast. Humbi (fitoi) bastin. Preu bastin.*

BASTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kasolle e vogël barinjsh.

BASTARD,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *biol.* Pasardhës me cilësi të këqija, që del nga kryqëzimi i dy llojeve ose i dy racave të ndryshme.

2. *përb.* Njeii i zvetënuar, ai që ka humbur gjithë vetitë e mira dhe është përdhosur e është çoroditur. *Bastardët e atdheut.*

3. *keq., vjet.* Fëmijë i lindur jashtë martese, fëmijë i jashtëligjshëm.

BASTARD,~E *mb.* 1. *biol.* Që ka dale nga kryqëzimi i dy llojeve ose i dy racave të ndryshme dhe që ka humbur cilësitë e mira të paraardhësve. *Qen bastard.*

2. *përb.* I zvetënuar, që ka humbur gjithë vetitë e mira, që është përdhosur e është çoroditur. *Bij bas-tardë të vendit të vet.*

3. *spec.* I përzier me diçka tjetër që ia prish cilësinë e ia ul vlerën, jo i paster; që ka cilësi të këqija, i keq. *Llaç bastard. Duhan bastard. Verë bastarde.*

4. *keq., vjet.* Që ka lindur jashtë martese, i jashtëligjshëm. *Fëmijë bastard.*

BASTARDtM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BASTARDOJ, BASTARDOHEM. *Bastar-dimi i shijeve. Bastardimi i muzikës.*

BASTARDOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III biol.* Humbet vetitë e mira racore për shkak të kryqëzimi t me një lloj ose me një race tjetër.

2. *keq.* Humbas vetitë e mira, zvetënohem, prishem, përdhosem e çoroditem. *Bastardohej gjuha (kënga...).*

BASTARDOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. *biol.* Ia odryshoj vetitë e mira racore nëpërmjet kryqëzimit me një lloj ose me një race tjetër, i prish vetitë e mira që ka. *Bastardoi racën.*

2. *keq.* E bëj të humbasë vetitë e mira, e zvetënoj, e prish, e përdhos dhe e çorodit. *Bastardoi idenë (men-dimin) e dikujt. Bastardoi gjuhën* e prishi gjuhën, duke e mbushur me fjalë, me shprehje e me ndër-time të huaja. *Bastarduan kulturën.*

BASTËR,~RA *krahin. 1. bot. shih* VRUG,~U. *Bastra e grurit (e duhanit, e qepës, e hardhisë). I ra (e vrau) bastra.*

2. Erë e nxehtë që v jen nga jugu dhe që than bimët. *Fryn bastra.*

BASTËROSET *vetv.,* ~ (u), ~UR *krahin. shih* VRUGOHETi.

BASTfS *kal.,* ~A, ~UR. Kontrolloj befas e me dhunë në një shtëpi ose në një vend tjetër për të gjetur diçka të fshehur a të ndaluar. *Bastisën shtëpinë (dy-qanin, shtypshkronjën).*

BASTlSEM. *Pës.* e BASTIS.

BASTISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BASTIS, BASTlSEM. *Fushatë bastisjesh. Benin bastisje.*

BASTUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shkop i gjatë me dorezë të kthyer, që mbajnë zakonisht pleqtë për t'u mbështetur kur ecin. *Bastun arre (fildishi). Doreza (koka) e bast unit. Mbështetem në bastun. Eci me bastun. E qëlloi me bastun.*

*2. veter.* Shkop i gjatë i shkallëzuar, që përdoret për të matur lartësinë e kafshës. *Mat me bastun.*

*3. vjet.* Bukë e gjatë dhe e hollë.

BASTVENËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që vë bast.

BASH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *det.* Pjesa e përpar-me e anijes ose e barkës. *Bashi i anijes (i barkës). Kulla e bashit. Topi i bashit. Rri në bash.*

*2. bised.* Pjesa më e mirë e diçkaje, pjesa më e zgjedhur, balli, ajka, lulja. *Bashi i grurit (i duhanit, i leshit, i rakisë). Bashi i djemve (i vajzave). Bashi* i *vendit.*

3. Vend i shtruar në krye të dhomës, zakonisht afër zjarrit, kryet e vendit, qoshe. *Bashi i odes. Ulem në bash (në krye të bashit).*
BASH *pj. bised.* Pikërisht, tamam; për këtë arsye; mu. *Bash ashtu! Bash aty! Bash për këtë! Bash mirë! Bash në këmbë! Bash si kuti!*
BASHIBOZUK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Ushtar i trupave ndihmëse të parregullta në Peran-dorinë Osmane. *Ushtria e bashibozukëve.*
*1. keq.* Pjesëtar i trupave të çrregullta, të paorga-nizuara e të padisiplinuara, që vrasin e plaçkitin popullsinë; ushtar i crregullt dhe i padisiplinuar. *Bashibozukët e "Ballit Kombëtar".*
BASHXBOZUK,~E *mb. keq.* 1. I përbërë prej ba-shibozukësh; që vret e plaçkit popullsinë. *Forca bashibozuke. Bandë bashibozuke.*2. I çrregullt dhe i padisiplinuar, që Ishtë tipar dallues për bashibozukët. *Sjellje bashibozuke. Jetë bashibozuke.*
BASHKANËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Anëtar i një shoqërie a i një bashkimi, ai që bën pjesë në një lidhje së bashku më të tjerë. *Bashkanëtarët e fisevë.*
BASHKARl,~A *j.sh.* ~, ~TË *hist, shih* BASH-KËSI,~A$_3$.
BASHKAS *ndajf. shih* BASHKË.
BASHKATDHETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai
që ka të njëjtin atdhe me një tjetër. *Bashkatdhetdrët e mi.*
BASHKATDHETARf,~A . Të qenët bashkatdhe-tar me një tjetër.
BASHKAUTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është, *si* bashku me një tjetër, autor i një vepre artistilçe, shkencore ose i një purie tjetër, *Bashkaulorët e veprës. Bashkautori i letrës. Vëpër me bashkautorë.*
BASHKAUTORËSl,~A . Të qenët bashkautor me një tjetër në një vepër a në një punë. *E drejta e bashkautorësisë.*
BASHKAZI *ndajf. bised. shih* BASHKË.
BASHKEKZISTENCË,~A *libr. shih* BASHKË-JETESË,~A$_2$.
BASHKEKZISTOJ *jokai,* ~OVA, ~UAR *libr. shih* BASHKËJETOJ2
BASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjithë leshi q merret nga një qethje e deles, tërësia e leshit që mbulon lëkurën e deles, siç del nga qethja pa u pri-shur. *Bashkë leshi. Njëzet bashka. Lidh bashkën.*
*2. fig.* Diçka e bardhë, e fryrë dhe e butë, që i ngjan leshit të deles. *Bashkë resh. Bashka bore.*
*it* I mori bashkën *dikujt* e shfrytëzoi deri në pake, e qethi mirë, i rropi lëkurën.
BASHKË *ndajf.* 1. Në të njëjtin vend, në të njëjtin grup; puqur, pranë njëri-tjetrit. *Të gjitha bashkë. Rrimë (punojmë, ecim) bashkë. Mblidhemi bashkë. I përziej bashkë. 1 bëj bashkë* i bashkoj. *vë (i lidh) bashkë.*
2. Në lidhje njëri me tjetrin, jo veç e veç, bashkë-risht; njëri me tjetrin. *Të lidhur bashkë. Jetojmë bashkë. I ndajmë bashkë. Duhen bashkë. E filluam bashkë.*
3. Në të njëjtën kohë, njëkohësisht, njëherazi. *Flasin bashkë. Arriiën bashkë. Kemi mbaruar bashkë shkollën. Bën disa punë bashkë.*
S'l bCn dy bashkë s'është i zoti të kryejë një punë, s'ia del dot në krye. S'lë dy gurë bashkë është shumë i prapë, nuk lë gjë pa trazuar (zakonisht për fëmijIt). S'lidh (s'bën) dot dy f jalë bashkë nuk di të flasë rrjedhshëm, i shpreh mendimet me vështirësi. Kur të Mhen dy ditë bashkë *iron, shih te* DITË,~A. Nuk fle (nuk kullot) delja me ujkun bashkë *fj. u. shih te* DELE,~JA. Kemi ngrënë një barrë kripe (një thes kripë, një furrë bukë, një hambar miell) bashkë *shih te* FURRË,~A. Me sa behen bashkë një grusht phMhta *iron, shih te* PLESHT,~I.
BASHKË- *fjatëform.* Pjesa e parë e fjalëve të për-bëra, që shpreh in veprime a punë të përbashkëta, lidhje të përbashkëta, përgjegjësi të përbashkëta etj.; p.sh. bashkatdhetar, bashkëblsedim, bashkëfajtor, hash-
këfshatar, bashkëjetoj, bashkekohes, bashkIpunëtor, ba-shkëpunim etj.
BASHKËBANIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kup-timit të foljes BASHKËBANOJ.
BASHKËBANOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR *libr.* Banoj së bashku me një tjetër, jetoj në një banesë~ me të.
BASHKËBANOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që banon së bashku me një tjetër, ai qe jeton n6 një banesë me të.
BASHKËBANUES,~I *m. sh.* ~. ~IT *libr.* Bashkë-banor.
BASHKËBISEDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* Bi-sedë e lire ndërmjet dy a me shumë vetave. *Btuhkë-bisedë me popullin.*
BASHKËBISEDlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Bi-
sedim ndërmjet dy a me shumë vetave, rrahje e shkëmbim mendimesh për një çështje. *Bashkëbise-dimi* 1 *madh Parti—popull.*
*1. kryes. sh. libr.* Rrahje e shkëmbim mendimesh për të caktuar kushtet e një marrëveshjeje; bisedime të përbashkëta. *Bashkëbisedime shoqërore (zyrtare). Bashkëbisedime për page. Zhvilluan bashkëbisedime.*
*3.* Forme kontrolli pa nota për njohuritë e fituara, që bëhet në fund të një kursi, të formave të edukimit ideopolitik etj.; bisedë e përbashkët e një grupi nje-rëzish për një temë politike, shoqërore a shkencore. *Bashkëbisedimet përfundimtare. Marr pjesë në bashkëbisedime.*
BASHKËBISEDOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. Flas me një a me shumë veta, bisedoj me një tjetër.
BASHKËBISEDUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. 1. Ai që bisedon me një tjetër, ai që merr pjesë në një bisedë. *Bashkëbisedues i këndshëm. Bashkëbisedues të barabartë.*
*2.* Pjesëmarrës në bashkëbisedime.
BASHKËFAJËSl,~A . *drejt.* Fajësi e përbashkët me një tjetër, të qenët bashkëfajtor.
BASHKËFAJTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëmarrës në një krim a në një faj, fajtor bashkë me nj tjetër. *Është (u be) bashkëfajtor.*
BASHKËFAJTORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BASHKËFAJTOR,~I.
BASHKËFlSAS,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që është i të njëjtit fis me një tjetër.
BASHKËFJALIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr. shih* BASHKËBISEDlM,~I,,2
BASHKËFOLËS, ~I *m. sh.* ~,~IT *libr. shih* BASHKËBISEDUES,~I,.
BASHKËFSHATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Af
që është nga i njëjti fshat me një tjetër, ai që jeton në një fshat me të. *Bashkëfshatari ynë. E kam bashkë-fshatar.*
BASHKËGODITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *libr.* Goditja n" t njëjtën kohë së bashku me një tjetër, që i bëhet dikujt a diçkaje; goditje a përplasje me një tjetër.
BASHKËGJAKËSl,~A 1. *veier.* Kryqëzimi i kafshëve të një gjaku brenda po asaj tufe.2. Lidhje gjaku ndërmjet

banorëve të një fshati, të qenët të një gjaku a të një fisi më të tjerë. *Hyri në bashkëgjakësi.*

BASHKË JETESË,~ A . 1. Të jetuarit së bashku më të tjerë në marrëdhënie të caktuara; të jetuarit së bashku nën një Strehë si bashkëshortë ose si pje-sëtarë të një familjeje. *Bashkëjetesë socialiste. Bashkë-jetesë e ndaluar. Rregultal e bashkëjetesës, Vende bashkëjetesë* hotelet, konviktet etj.

2. Të qenët njëkohësisht e bashkë më të tjerë a me diçka tjetër, jetesa bashkë me dike a me diçka tjetër. *Bashkëjetesë leniniste. Bashkëjetesë paqësore. Bashkëjetesë idesh.*

BASHKËJETOJ;., ~OVA, ~UAR. 1. Jetoj së bashku më të tjerë në marrëdhënie të caktuara; jetoj së bashku nën një strehë si bashkëshort ose si pjesëtar i një familjeje. *Bashkëjetonin si burrë e grua.*

2. Jam njëkohësisht e bashkë më të tjerë a me diçka tjetër, jetoj bashkë me dike a me diçka tjetër. *Dy ideologji të kundërta nuk mund të bashkëjetojnë.*

BASHKËKATUNDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Bashkëfshatar.

BASHKËKOHËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që jeton në të njëjtën kohë me dike a me diçka, ai që është i së njëjtës epokë me të. *Bashkëkohësit e Skënderbeut.*

BASHKËKOHËS,~E *mb.* 1. Që jeton në të njëjtën kohë me dike a me diçka, që është i së njëjtës kohë a epokë me të. *Historian (shkrimtar, autor) ba-shkëkohës. Dëshmitar bashkëkohës. Burime bashkë-kohëse.*

2. *shih* BASHKËKOHOR,~E,. *Letërsia (shkenca) bashkëkohëse. Shoqëria bashkëkohëse.*

BASHKËKOHËSf,~A . *gjuh.* Të qenët në të njëjtën kohë me një tjetër (për fjalitë kohore). *Lidhje (marrëdhënie) bashkëkohësie.*

BASHKËKOHËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* BASHKËKOHËS,~I.

BASHKËKOHOR,~E *mb.* 1. Që i përket kohës sonë, që është i epokës sonë, i sotëm. *Letërsi bashkë-kohore. Shtypi bashkëkohor. Temë bashkëkohore. Probleme bashkëkohore.*

2. *shih* BASHKËKOHËS,~E i. *Historian bashkëkohor. Burime bashkëkohore.*

BASHKËKOMBËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Pjesëtar i të njëjtit komb me një tjetër, bashkatdhctar.

BASHKËKOMBËS,~E *mb.* I të njëjtit komb me një tjetër, bashkatdhetar.

BASHKËKRYETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zyrt.* Ai që kryen detyrën e kryetarit së bashku me një kryetar tjetër në një komision, në një komitet, në një konferencë etj.

BASHKËLlDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. *libr.* Lidh njërën me tjetrën në mënyrë të dyanshme, lidh së bashku. *Bashkëlidhfjalët.*

2. *zyrt. shih* BASHKËNGJIT.

BASHKËLIDHET *libr. Pës. e* BASHKËLlDH.

BASHKËLlDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Lidhja e dyanshme ndërmjet sendeve, dukurive etj.; lidhje së bashku. *Bashkëlidhje e natyrshme. Bashkë-lidhje e shumëfishtë. Bashkëlidhje e qëndrueshme. Bashkëlidhje fjalësh.*

2. Lidhje e marrëveshje ndërmjet shteteve, partive ose organizatave për qëllime të përbashkëta.

BASHKËLIDHUR (i, e) *mb. libr.* Që është i lidhur në mënyrë të dyanshme me diçka tjetër; që ka lidhje të ngushtë me diçka tjetër; i bashkëngjitur. *Doku-mente të bashkëlidhura. Fjalë (fjali) të bashkëlidhura. gjuh.*

BASHKËLlDHUR *ndajf. zyrt.* Lidhur së bashku, bashkëngjitur. *Bashkëlidhur ju dërgojmë...*

BASHKËLIND *jokal.,* ~A, ~UR *libr.* Lind së bashku me një tjetër; zë fill së bashku me një tjetir.

BASHKËLINDUR (i, e) *mb. libr.* Që është qysh prej lindjes, që ka lindur së bashku me një njeri, me një kafshë a me një send, i lindur. *Veti (cilësi, veçori, aftësi) të bashkëlindura. Sëmundje e bashkë-lindur.*

BASHKËLUFTËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1.
Ai që merr pjesë së bashku më të tjerë në një luftë, shok lufte, shok armësh. *Bashkëluftëtarët e Skënderbeut.*

2. *lart.* Shok i vendosur në një veprimtari të madhe a në një çështje të përbashkët, ai që lufton e përpiqet krahas dikujt në veprimtarinë politike e shoqërore. *Shokë dhe bashkëluftëtarë.*

BASHKËLUFTËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BASHKËLUFTËTAR,~I.

BASHKËLUFTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Luftoj krah për krah së bashku me një tjetër, marr pjesë krahas me një tjetër në një luftë, në një betejë etj.

BASHKËLUFTUES,~I m. *sh.* ~, ~IT *libr.* Ba-shkëluftëtar.

BASHKËLUFTUES,~E *mb. libr.* Që merr pjesë së bashku me një tjetër si aleat në një luftë. *Shtete bashkëluftuese.*

BASHKËMARRËDHËNIE,~A . *sh.* ~E, ~ET *libr.* Marrëdhënie e dyanshme ndërmjet sendeve, dukurive, grupeve etj.; marrëdhënie të mbështetura në lidhje e kushtëzime të dyanshme të sendeve, të dukurive etj.

BASHKËMATSHËM (i), ~ME (e) *mb. mat.* Që mund të matet më të njëjtën masë me një tjetër, që ka një masë të përbashkët me një tjetër. *Madhësl e bashkëmatshme. Segmente të bashkëmatshme.*

BASHKËMBART *kal.,* ~A, ~UR *libr.* Mbart në të njëjtën kohë edhe diçka tjetër, mbart së bashku dy gjera; përmban edhe diçka tjetër si pjesë thelbë-sore, të veçantë a të shtuar.

BASHKËMBARTET *libr. Pës. e* BASHKËMBART.

BASHKËMBËSHTETUR (i, e) *mb. mat.* Që është i mbështetur në të njëjtën brinjë me një kënd tjetër. *Kënde të bashkëmbështetura.*

BASHKËMBYLL *kal.,* ~A, ~UR *libr.* Mbyll së bashku në një zarf, në një pako etj. dy ose me shumë sende (letra, fotografi etj.).

BASHKËMBYLLET *libr. Pës. e* BASHKËMBYLL.

BASHKËMBYLLUR *ndajf. libr.* Mbyllur së bash-ku në një zarf, në një pako etj. (për letra, fotografi etj.).BASHKËMENDIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që ka të njëjtat pilcëpamje e mendime me një tjetër.

BASHKËMOSHATAR,~E *mb.* 1. Që ka të njëjtën moshë me një tjetër, moshatar, vërsnik. *Jemi bashkë-moshqtarë.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit). *Bashkëmoshatarët e mi.*

BASHKËNGJIT (BASHKËNGJIS) *kal.,* ~A, ~UR *zyrt.* Lidh së bashku një shkresë a një dokument me një shkresë a me një dokument tjetër kryesor, ia shtoj një shkrese a një dokumenti tjetër kryesor. *Bashkëngjit një shkresë (një listë, një pasqyrë, një formular). Bashkëngjit kopjen e vendimit.*

BASHKËNGJlTET *zyrt. Pës. e* BASHKËNGJIT.

BASHKËNGJITJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. *zyrt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BASHKËNGJIT, BASHKËNGJITET.

2. *gjuh. shih* PËRNGJITJE,~A.

BXSHKËNGJITUR (i, e) *mb.* 1. *zyrt.* Që është lidhur me iijë shkresë a me një dokument tjetër kryesor, që i shtohet një shkrese a një dokumenti tjetër kryesor. *' Shkresa e bashkëngjitur.*

*l.\gjuh. shih* PËRNGJITUR (i, e).

BASHKËNGJITUR *ndajf. zyrt.* Lidhur së bashku me një shkresë a me një dokument tjetër kryesor, ngjitur si shtojcë një shkrese a një dokumenti tjetër kryesor. *Bashkëngjitur ju dërgojntë...*

BASHKËNXËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Nxënës i së njëjtës klasë a i Së njëjtës shkollë me një tjetër. *Kemi qenë bashkënxënës.*

BASHKËNXËNËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BASHKËNXËNËS,~I.

BASHKËPAJTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh. shih* BASHKËPËRKIM,~I.

BASHKËPATRIOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* BASHKATDHETAR,~I.

BASHKËPËRGJEGJËS,~E *mb. libr.* 1. Që është përgjegjës bashkë me një tjetër për diçka; që ka de-tyrime së bashku më të tjerë për diçka.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).

BASHKËPËRGJEGJËSl,~A *sh.* ~, ~TË *libr.* Të qenët përgjegjës së bashku më të tjerë për diçka; përgjegjësia e përbashkët më të tjerë për diçka.

BASHKËPËRKtM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh,* Përkim i dyanshëm ndërmjet gjuhësh, takim në njësi e në dukuri gjuhësore. *Bashkëpërkime gjuhësore. Bashkëpërkime fonetike (leksikore, gramatikore). Bashkëpërkime shqiptaro-balte.*

BASHKËPËRPJEKJE,~A . *kryes. sh.* ~E, ~ET *libr.* Përpjekje e përbashkët për të arritur një qëllim, bashkëpunim për një synim të caktuar. *Bashkë-përpjekje kundër pushtuesve.*

BASHKËPJESËMARRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që merf pjesë bashkë me një tjetër për të kryer një pune, një veprim etj. *Bashkëpjesëmarrës në krim.*

BASHKËPJESËMARRJE,~A *libr.* Pjesëmarrja së bashku me një tjetër për të kryer një punë, një veprim etj.

BASHKËPJESËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që është pjesëtar, së bashku me një tjetër, në një pasuri, në një prone, në një ngjarje etj., pjesëmarrës. *E bëri bashkëpjesëtar. Jane bashkëpjesëtarë. U nda ndërmjet bashkëpjesëtarëve.*

BASHKËPRODHlM,~I m. *sh,* ~E, ~ET *libr.* Prodhim i përbashkët i dy ndërmarrjeve, i dy sho-qërive etj.; diçka e prodhuar me bashkëpunimin e dy ndërmarrjeve, e dy shoqërive etj. *Bashkëprodhim kinematografik.*

BASHKËPRONAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që është pronar i një pasufie, i një prone etj. së bashku me një tjetër. *Bashkëpronarët e shtëpisë. V bënë bashkëpronarë.*

BASHKËPRONËSl,~A . *drejt.* E drejta e ba-rabartë e disa vetave si pronarë të një prone të caktuar, pronësi e përbashkët. *Bashkëpronësi e detyrueshme. Zgjidhja e bashkëpronësisë.*

BASHKËPRONËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *drejt.* Zotëroj një pasuri a një prone së bashku me një tjetër, e kam diçka prone të përbashkët me një tjetër.

BASHKËPUNËTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që kryen një veprimtari a një punë të përbashkët me një tjetër, ai që bashkëpunon më të tjerë për të kryer një punë. *Bashkëpunëtor i ngushtë. Bashkë-punëtori me i afërt.*

2. Ai që bashkëpunon në një gazetë a në një re-vistë, me një institution shkencor, kulturor etj., duke dërguar shkrime, studime e materiale të tjera. *Bashkëpunëtor i rregullt. Bashkëpunëtor i gazetës (i revistës). Bashkëpunëtorët e jashtëm të ins tit ut it.*

*3.* Pjesë e parë e emërtimeve për detyrën dhe për titullin e punonjësve të një institucioni kërkimor-shkencor, si edhe të atyre që kryejnë veprimtari kërkimore-shkencore. *Bashkëpunëtor (i vjetër) shkencor. Bashkëpunëtor tekniko-shkencor.*

BASHKËPUNËTORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BASHKËPUNËTOR,~I. *Bashkëpunëtore shkencore.*

BASHKËPUNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes BASHKËPUNOJ. *Bashkëpunim ekonomik (kulturor, tekniko-shkencor). Bashkëpunim i ngushtë (miqësor). Plani i bashkëpu-nimit. Grupet e bashkëpunimit vullnetar. Hynë në bashkëpunim. Vendos bashkëpunimin.*

*2.* Artikull, studim a punim i hartuar nga një bashkëpunëtor për t'u botuar në një gazetë, në një re-vistë etj. *Kane ardhur disa bashkëpunime.*

3. *drejt.* Kryerja e veprës penale nga dy ose me shumë veta me marrëveshje ndërmjet tyre, nga një grup i organizuar, nga një bandë e armatosur ose nga një organizatë kundërrevolucionare.

Në bashkëpunim me... *libr.* së bashku me..., duke bashkëpunuar me...

BASHKËPUNOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Pu-
noj bashkë me një tjetër për të bërë një punë, marr pjesë së bashku më të tjerë a kryej një veprimtari të përbashkët me ta. *Bashkëpunonte me grupin komu-nist.*

2. Shkruaj artikuj, studime e punime për t'i botuar në një gazetë, në një revistë etj., jam bashkëpunëtor i një institucioni, i një gazetë, i një reviste etj. *Bashkëpunon me institutin.*BASHKËQENDROR,~E *mb.* 1. *gjeom.* Që ka një qcndër të përbashkët më të tjerë (për rrathët, sferat etj.). *Rrathë bashkëqendrorë. Sfera bashkë-qendrore.*

2. Që shkon drejt një qendre me një tjetër, që mblidhet në një qendër. *Lëvizje bashkëqendrorë.*

BASHKËQËNIE,~A . *libr. shih* BASHKËJE-
TESË,~A 2.

BASHKËQYTETAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka lindur ose që jeton në të njëjtin qytet me një tjetër, ai që është nga i njëjti qytet me një tjetër. *Bashkëqytëtarët e mi.*

BASHKËQYTETARË,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BASHKËQYTETAR,~I.

BASHKËQYTETAS,~I m. *sh.* ~, ~IT. *shih* BASHKËQYTETAR,~I.

BASHKËREFERAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Referat që plotëson një referat tjetër kryesor ose që mbahet krahas një referati tjetër për të njëjtin problem. *U lexuan dy bashkëreferate.*

BASHKËREFERUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që harton dhe mban një bashkëreferat.

BASHKËRËNDIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BASHKËRENDOJ, BASHKËRENDOHET. *Bashkërendim i plotë. Bashkërendimi i veprimtarisë (i punës, i detyrave, i forcave, i planeve). Bashkërendimi i*

*qëndrimeve (i pikëpamjeve). Bashkërendimi i ndihmës. Siguroj bashkerendimin.*
*k* Në bashkërendim me... *libr.* në pajtim a në për-puthje me..., duke u bashkërenduar me...
BASHKËRENDIT (BASHKËRENDIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bashkërendoj. *Bashkërendit veprimet lufta-rake.*
*2. gjuh.* Lidh me bashkërenditje dy a me shumë fjali ose gjymtyrë të një fjalie.
BASHKËRENDfTEM *velv.* 1. Vihem në një radhë më të tjerë, renditem krahas më të tjerë për një ve-primtari. *V bashkërendit me ata.*
*2. gjuh.* Lidhet me bashkërenditje (për fjalitë a për gjymtyrët e fjalisë).
3. *Pës. e* BASHKËRENDIT.
BASHKËRENDITËS,~E *mb. gjuh.* Që shërben për të lidhur dy a me shumë fjali ose gjymtyrë fjalie të bashkërenditura. *Lidhëz bashkërenditëse.*
BASHKËRENDITJE,~A . 1. Bashkërendim. *Bashkërenditja e forcave. Bashkërenditja e ndihmës. Bëj bashkërenditjen.*
*2.* Veprimi - sipas kuptimit 1 të foljes BASHKËRENDlTEM. *Bashkërenditja me aleatët.*
3. *gjuh.* Lloj i lidhjes sintaksore të dy a me shumë njësive gjuhësore (fjali ose gjymtyrë fjalie) të baras-vlershme, që nuk varen njëra nga tjetra dhe nuk përcaktojnë njëra-tjetrën. *Bashkërenditja e fjalive (e gjymtyrëve të fjalisë). Marrëdhënie bashkërenditjeje. Lidhje me bashkërenditje.*
BASHKËRENDtTUR (i, e) *mb.* 1. I bashkërenduar., *Veprime (plane) të bashkërenditura. Sulm i bashkë-renditur. Në mënyrë të bashkërenditur.*
2. *gjuh.* Që është i lidhur me bashkërenditje me një njësi tjetër gjuhësore (me fjali ose me gjymtyrë fjalie). *Fjali (gjymtyrë) të bashkërenditura.*
BASHKËRENDOHET. *Pës. e* BASHKËRENDOJ. *Përpjekjet e shkollës e të familjes duhet të bashkë-rendohen.*
BASHKËRENDOJ *kal.,* ~OVA, ~ÇAR. Lidh së bashku në mënyrë të harmonishme veprime, dukuri etj. për të arritur një qëllim, i vë ato në marrëdhënie të caktuara sipas një qëllimi; bëj që të përputhen si duhet disa veprime, dukuri etj. *Bashkërendoj detyrat. Bashkërendojfor cat (përpjekjet, ndihmën). Bashkërendoj lëndët mësimore.*
BASHKËRENDUAR (i, e) *mb.* Që është bashkërenduar me diçka tjetër për të arritur një qëllim. *Veprime të bashkërenduara. Pikëpamje (qëndrime) të bashkërenduara. Lëvizje të bashkërenduara.*
BASHKËRENDUES,~I m. *sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që bashkërendon disa veprime, detyra etj. për një qëllim të caktuar. *Bashkërenduesi i punëve (i planeve).*
BASHKËRENDCES,~E *mb. libr.* Që shërben për të bashkërenduar diçka, që bën bashkerendimin. *Organ bashkërendues.*
BASHKËRl,~A . 1. *kryes. sh.* ~, ~TË. Anë të përbashkëta, tipare të përbashkëta ndërmjet sendr.ve, dukurive etj.; ngjashmëri, afri.
2. *përmb.* Shokë e miq, shoqëri. *Kemi bashkëri.*
3. *vjet. shih* BASHKËSI,~A $_2$. *Jetonin në bashkëri.*
4. *vjet. shih* BASHKIM,~I$_2$- *Bëri bashkëri.*
BASHKËRlSHT *ndajf.* 1. Së bashku me një tjetër, bashkë më të tjerë; në bashkëpunim e me forca të përbashkëta. *Punojmë (lexojmë, ecim) bashkërisht. Vendosim bashkërisht. E përdorim bashkërisht.*
*2.* Të gjithë së bashku, si një grup, tok; të gjithë në të njëjtën kohë, njëherësh. *V nisën bashkërisht.*
*k* Bashkërisht me... *libr.* së bashku me...
BASHKËRRlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *libr.* Rritje së bashku në një vend, rritje e përbashkët. *Bashkërritja e fëmijëve.*
*2. spec.* Diçka që është formuar a është krijuar nga bashkimi i pjesëve të ndryshme, të zhvilluara së bashku. *Bashkërritje kristalesh. Bashkërritje indesh.*
BASHKËRRJEDHJE,~A . Rrjedhja e përbashkët e dy lumenjve, e dy përrenjve ose e dy degëve të tyre që nga vendi ku bashkohen e derisa derdhen në det, në liqen etj. *Bashkërrjedhja e lumenjve.*
BASHKËSI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Të pa-surit diçka të përbashkët me një tjetër, prania e një tipari të përbashkët me një tjetër; lidhja e dy a me shumë gjërave sipas diçkaje të përbashkët. *Bashkësi ekonomike. Bashkësi (lidhje) gjuhësore. Bashkësia e territorit. Bashkësi idesh (qëllimesh, interesash, pi-këpamjesh). Bashkësi mendimi (veprimi).*
2. Grup njerëzish, që janë të lidhur e të bashkuar nga prejardhja, nga kushtet e jetesës, nga veçoritë kombëtare, nga interesa e qëllime të përbashkëta etj.; grup vendesh a popujsh, që lidhen nga kushte histo-rike ose nga interesa të përbashkëta ekonomike, sho qërore e politike, *Bashkësi e qëndrueshme. Bashkësi ekonomike. Bashkësi kombëtare. Bashkësi shte-tesh.*
3. *hist.* Forme e organizimit të shoqërisë në rendin e komunës primitive, kur njerëzit i zotëronin së bashku mjetet e prodhimit dhe vetëqeveriseshin; forme etillë që u ruajt pjesërisht edhe me vonë në shoqërinë me klasa; komunë. *Bashkësia primitive. Bashkësi fisnore. Bashkësitë fshatare. Anëtarët e bashkësisë. Proita e bashkësisë. Shthurja e bashkësisë.*
*4. mat.* Tërësi njësish ose elementesh, që kanë një Veti të përbashkët, karakteristike vetëm për to (si pJsh. tërësia e numrave natyrorë, tërësia e nxënësve të një klase, tërësia e drurëve të një pylli etj.). *Bashkësi* e *pafundme (e kufizuar, e mbyllur). Bashkësia e numrave.*
5. *gjeol.* Tërësia e zonave dhe e shtresave gjeolo-gjike, që kanë të përbashkët përbërjen, ndërtimin etj. *Bashkësi gjeologjike.*
BASHKËSUNDfM,~I *m. libr.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes BASHKËSUNDOJ. *Politika e bashkësundimit.*
*2.* Sundimi i njëkohshëm i dy a i disa sundimta-rëvc; koha e sundimit të tyre të përbashkët.
BASHKËSUNDIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që mban pushtetin njëkohësisht me një tjetër, ai që sundon së bashku me një tjetër.
BASHKËSUNDOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Mbaj pushtetin njëkohësisht me një tjetër, sundoj së bashku me një tjetër. *Bashkësundonte më të vëllanë.*
BASHKËSHKOLLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bash-kënxënës.
BASHKËSHKRIHET *vetv. libr.* Lidhet e gërshe-tohet në një të vetme me diçka tjetër, shkrihet në një të tërë me të.
BASHKËSHKRI,J *kal.,* ~VA, ~RË *libr.* Lidh e gërshetoj dy a me shumë gjëra në një të vetme, i shkrij në një të tërë.
BASHKËSHOQËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bujq., libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BASHKË-SHOQËROJ, BASHKËSHOQËROHET. *Bashkësho-qërimi i misrit me fasule. Mbjellje me bashkëshoqë-rim.*

•*k* Në bashkëshoqërim me... *libr.* së bashku me..., duke e shoqëruar me...
BASHKËSHOQËROHET *vetv.* 1. *libr.* Shoqërohet nga diçka tjetër; ndodh ose bëhet së bashku me diçka tjetër.
2. *bujq. Pës. e* BASHKËSHOQËROJ 2.
BASHKËSHOQËROJ *kal.,* ~OVA, —UAR. 1.
*libr.* E shoqëroj me diçka tjetër; shkoj krahas me diçka tjetër; e bëj bashkë me diçka tjetër.
2. *bujq.* Mbjell një bimë sfi bashku me një bimë tjetër I:ryesore në të njëjtin vend.
BASHKËSHOQËROAR (I, e) *mb. bujq.* Që është mbjellë së bashku me një bimë tjetër në të njëjtin vend. *Bimë të bashkëshoqëruara.*
BASHKËSHOQËRÇES_,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* 1. Ai që shoqëron dike për t'i treguar rrugën ose për t'i shpjeguar diçka, shoqërues. *Bashkëshoqëruesi ynë.*
2. Send a dukuri që shoqëron ose ndjek një tjetër.
BASHKËSHOQËRCES,~E *mb.* 1. *libr.* Që shoqëron diçka tjetër ose që ndjek një send a një dukuri tjetër. *Lëndë bashk'eshoqëruese të metaleve. Mikrobe bashkëshpqëruese të mikrobit kryesor.*
*2. bujq.* Që mbillet në të njëjtin vend së bashku me një bimë tjetër kryesore. *Bimë bashkëshoqëruesi.*
BASHKËSHORT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zyrt.* 1. Burri i martuar kundrejt gruas së vet. *Zgjodhi bashkë-shortin.*
*2. kryes, sh.* Burri, gruaja ose të dy së bashku të lidhur me martesë. *Detyrat e bashkëshortëve. Kujdesi i bashkëshortëve për njëri-tjetrin.*
BASHKËSHORTE,~JA *sh.* ~E, ~ET *zyrj.* Gruaja e martuar kundrejt burrit të vet. *Bashkëshorte dhe nënë e kujdesshme.*
BASHKËSHORTËSI,~A *zyrt.* Të qenët bashkë-short; jeta bashkëshortore.
BASHKËSHORTOR,~E *mb. zyrt.* Që ka të bëjë me bashkëshortët, që u përket bashkëshortëve, i bashkëshortëve; që lidhet me jetën e përbashkët të burrit e të gruas. *Jetë (lumturi) bashkëshortore. Ma-rrëdhënie (besnikëri) bashkëshortore. E drejta bashkëshortore.*
BASHKËSHTETAS,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që ka të njëjtën shtetësi me një tjetër.
BASHKËTINGËLLIM,~l *m. sh.* ~E, ~ET *muz.* Tingëllim i përbashkët e harmonik i disa zërave, që dëgjohen njëkohësisht. *Bashkëtingëllimi i telave të kitarës.*
BASHKËTINGËLLON *jokal.,* ~OI, ~CAR. 1.
*muz.* Tingëllon në harmoni së bashku me një tingull tjetër, dëgjohet në harmoni njëkohësisht me një zë tjetër.
2. *fig.* Përputhet në mënyrë harmonike me diçka, përshtatet, pajtohet. *Nuk bashkëtingëllon me kohën tone.*
BASHKËTINGËLLOR,~E *mb. gjuh.* Që përftohet kur ajri kalon një pengesë në organet e të folurit, zakohisht i shoqëruar me zhurmë dhe pa lëvizur tejzat e zërit (për tingujt e të folurit); që përbëhet nga bashkë-tingëilore. *Tingull bashkëtingëllor. Togje bashkëtingë-llore.*
BASHKËTINGËLLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Tingulli i të folurit, që përftohet kur ajri kalon një pengesë në organet e të folurit, zakonisht i shoqëruar me zhurmë dhe pa lëvizur tejzat e zërit; shkro-nja që shënon këtë tingull. *Bashkëtingëllore e zëshme (e zhurmët, e shwdhët). Bashkëtingëllore hundore. Bashkëtingëllore paragjuhore (mesgjuhore, prapagju-hore). Bashkëtingëllore buzore (dhëmbore, qiellzore, grykore). Bashkëtingëllore e dyfishtë. Bashkëtingëllore e lëngët (dridhëse). Bashkëtingëllore shpërthyese (shtegore,anësore). Bashkëtingëllorët b, d, g... Bash-këtingëllorët e shqipes. Sistemi i bashkëtingëllor eve. Orup bashkëtingëlloresh. Këmbimi i bashkëtingëllo-reve.*
BASHKËTRASHËGIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT
*drejt.* Ai që është trashëgimtar i një pasurie së bashku me një tjetër.
BASHKËVAJTJE,~A . *gjuh.* Lidhja e një fjale me një fjalë tjetër, përdorimi i një fjale së bashku me një tjetër në lidhje të caktuara.
^ Në bashkëvajtje me... *libr.* në lidhje me..., duke u përdorur me...
BASHKËVARËSI,~A . *sh.* ~, ~TË *libr.* Varësj c dyanshme rtdërmjet sendeve, dukurive etj., varësi e njërit nga tjetri. *Bashkëvarësia ndërmjet fjalëve.*
BASHKËVENDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai qëështë nga i njëjti vend, qytet, fshat etj. me një tje-tër; bashkatdhetar.
BASHKËVEPRtM,~I m. .- ~E, ~ET. 1. Ve-prirai sipas kuptimeve të foljes BASHKËVEPROJ. *Bashkëveprimi me një tjetër. Bashkëveprimi i forcave. Bashkëveprim gjitharmësh. usht. Bashkëveprim zjarri. usht.*
*2.* Veprim e ndikim i ndërsjellë ndërmjet sendeve e dukurive, ndërveprim. *Bashkëveprim i shuman-shëm, Bashkëveprimi ndërdialektor. Bashkëveprimi mo-lekular. Bashkëveprimi i trupave. Bashkëveprimi i njeriut me natyrën.*
*it* Në bashkëveprim me... *libr.* së bashku me..., duke bashkëvepmar me...
BASHKËVEPROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1.
Veproj së bashku e njëkohësisht me një tjetër për të arritur një qëllim, bashkërendoj forcat ose përpjekjet me një tjetër. *Mësuesi bashkëvepron me prindërit. Repartet bashkëveprojnë në luftime.*
2. Jam në lidhje të dyanshme e në ndikim të ndërsjellë me një tjetër, kam bashkëveprim me dike a me diçka. *Fshati dhe qyteti bashkëveprojnë njëri me tje-trin. Gjuha letrare dhe dialektet bashkëveprojnë.*
BASHKËVEPRUES,~E *mb. libr.* 1. Që vepron së bashku me një tjetër për të arritur një qëllim, që vepron në bashkëpunim me një tjetër. *Forca bashkë-vepruese.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Bashkë-veprues me fajtorin.*
BASHKËVËLLA,~VËLLAI *m. sh.* ~VËLLE-
ZËR,~VËLLEZËRIT. Shok shumë i afërt në një punë, në një shoqëri, në një veprimtari etj,; njeri shumë i afërt, si vëlla, më të cilin me lidh vendlindja dhe kam interesa e qëllime të përbashkëta. *Bashkë-vëllezërit e mi dardharë.*
BASHKËZOTËRIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *drejt., vjet. shih* BASHKËPRONËSI,~A.
BASHKËZOTËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *drejt., vjet. shih* BASHKËPRONËSOJ.
BASHKËZOTËRI)ES,~I *m. sh.* ~, ~IT *drejt., vjet. shih* BASHKËPRONAR,~I.
BASHKI,~A . *sh.* ~, ~TË. Organ i vetadmini-strimit të qyteteve në Shqipëri para Çlirimit, që merrej me rregullimin, pastrimin, ndriçimin etj. të qytetit; organ i vetadministrimit lokal në disa vende të tjera; ndërtesa me zyrat e këtij organi. *Bashkia e qytetit. Kryetari i bashkisë. Nëpunësi (polici, mjekuj i bash-kisë. Banda e bashkisë.*
BASHKIAK,~E *mb.* Që ka të bëjë me bashkinë, që i përket bashkisë, i bashkisë. *Këshilli bashkiak. Administrata bashkiake. Zgjedhjet bashkiake. Taksë bashkiake.*

BASHKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve BASHKOJ, BASHKOHEM. *Bashkim politik (ekonomik, ushtarak). Bashkim vullnetar. Bashkim i plotë (i shëndoshë). Bashkim mekanik. Bashkimi i popullit (i masave, i forcave, i grupeve, i reparteve). Bashkimi i kombit. Bashkimi i krahinave, Forcoj bashkimin. Bashkimi bën fuqinë. fj. u.*
*2.* Lidhje organizatash, institucionesh, shtetesh etj. të ndryshme sipas një marrëveshjeje për veprimtari
të pëcbashkët, grup i bashkuar për një qëllim. *Bashkim krahinor. Bashkim doganor (postar). Bashkime mo-nopoliste.*
3. Pjesë e parë në emërtime të pathjeshta për disa organizata politike e shoqërore, që përfshijnë anëtarët sipas veprimtarisë, sipas profesionit etj. *Bashkimi i Rinisë së Punës të Shqipërisë. Bashkimet Profesionale të Shqipërisë. Bashkimi i Grave të Shqipërisë. Bashkimi i Gazetarëve të Shqipërisë. Bashkimi i Kooperativave të Artizanatit.*
4. Pjesë e parë në emërtime të pathjeshta për disa lidhje shtetesh ose vendesh në një tërësi me një push-tet politik, me ekonomi e ushtri të përbashkët. *Bashkimi Jugafrikan. Bashkimi Australian.*
5. *kim.* Lidhie e atomeve të dy a me shumë ele-menteve që bëhet në përpjesëtime të caktuara dhe që jep një lëndë me cilësi të reja; lënda që del nga kjo lidhje. *Bashkim kimik. Bashkim organik. Reaksione bashkimi.*
BASHKINTERESCAR (i, e) *mb. libr.* Që është i interesuar së bashku me një tjetër për një punë, për një çështje etj.
BASHKOHEM *vetv.* 1. Lidhem me një tjetër për të formuar një të tërë, shkrihem në një njësi me një tjetër. *U bashkuan në një fshat (në një kooperativë). U bashkuan në një organizatë. Oksigjeni bashkohet me hidrogjenin.*
*1.* Hyj në një grup më të tjerë, rreshtohem e shkoj bashkë me ta. *Bashkohem me shokët. U bashkuan me çetën. U bashkuan me grevistët.*
3. *kryes. sh.* Lidhemi fort për një çësht je të përbashkët, forcojmë njësimin, ngjeshim radhët për një qëllim të përbashkët. *Proletarë të të gjitha vendeve, bashkohuni! U ndave — u përlave, u bashkove — u forcove. fj. u.*
4. Miratoj a përkrah mendimin e dikujt, marr anën e dikujt; pranoj e përkrah një mendim, një pikë-pamje, një vendim, një kërkesë etj. të një tjetri; paj-tohem. *Bashkohem me mendimin e shokëve. Bashkohem me vërejtjet (me propozimet).*
5. *bised.* Takohem me dike; takohem me dike që ka shkuar përpara. *Bashkohemi në shtëpi.*
*6. bised.* Lidhem me martesë. *U bashkuan e u tra-shëguan.*
7. Bie në marrëdhënie seksuale. *Bleta mëmë bashkohet me meshkujt.*
8. *Pës. e* BASHKOJ i.
• Qielli me token të bashkohen! *shih te* QIELL,~I. Kur të bashkohet (të takohet, të puqet) qielli e toka *iron, shih te* QIELL,~I.
BASHKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Afroj një send me një tjetër aq sa të puqen, i bëj bashkë, i vë shumë pranë; i lidh bashkë dy a me shumë sende. *Bashkoj duart (këmbët, thembrat). Bashkoj tryezat. Bashkoj dy tela.*
*2.* Lidh pjesë ose njësi të veçanta në një tërësi të vetme, i shkrij në një të vetme. *Bashkojmë forcat. Bashkuan tokat (kooperativat). Bashkoi ndërmarrjet (institutel). Bashkuan kapitalet.*
3. Bëj që të arrihet njësimi për një çështje të përbashkët, ngjesh radhët, forcoj njësimin. *Bashkon popullin (masat punonjëse).*
*4. fig.* I lidh e i shkrij në një të vetme, i bëj një; lidh ngushtë. *Bashkojmë përpjekjet. Na bashkojnëmendimet (dëshirat, interesal). Na bashcon një qëllim (një ideal). Na bashkoi puna.*
5. *spec.* Vendos në një lidhje të caktuar, Iidh me marrëdhënie të caktuara; i vë në një grup a në një vijë. *Bashkoi fjalët (rrokjet). Bashkoj oksigjenin me hi-drogjenin. Bashkoj thepin me shtjekëzën. usht.*
*6. bised.* Takoj dike; e arrij dhe e takoj dike që ka shkuar përpara.
7. *bised.* Lidh me martesë.
• Bashkojmë armët *shih tek* ARMË,~A. Bash-kuan besën *vjet.* lidhën besën, dhanë besën e përbash-kët. Bashkoj zërin *me dike* shprehem i një men-dimi me dike, përkrah pikëpamjet a kërkesat e tij.
BASHKU (së) *ndajf.* Tok, bashkë, bashkërisht. *Punojmë (rrimë, jetojmë) së bashku. Hanë (flenë) së bashku. Udhëtuan së bashku. E vendosëm së bashku. Të gjithë së bashku. Të marra së bashku.*
*~k* Së bashku me... bashkë me..., tok me...
BASHKUAR (i, e) *mb.* 1. Që është vënë shumë pranë a ngjitur me një tjetër, që është puqur me një tjetër. *Me duar të bashkuara. Me thembra të bashkuara.*
*2.* Që ka dale si një tërësi e vetme nga bashkimi i pjesëve a i njësive të veçanta, që është formuar nga përzierja ose nga shkrirja e disa pjesëve a e disa njësive të veçanta. *Fshat i bashkuar. Kooperativë e bash-kuar. Shkottë e bashkuar. Shtete të bashkuara. Orga-nizata e Kombeve të Bashkuara.*
3. I lidhur ngushtë për një qëllim të përbashkët. *Populll i bashkuar. Të jemi të bashkuar. Të bashkuar si një imp i vetëm.*
BASHKUDHËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën një rrugë së bashku me një tjetër, shok udhe. *Një bashkudhëtar i panjohur.*
2. *fig.* Ai që përkohësisht ose rastësisht bashkohet me një lëvizje shoqërore a politike, pa pasur lidhje të brendshme e të thella me të. *Bashkudhëtar i përkoh-shëm (i rastit). Bashkudhëtar i revolucionit.*
3. *fig.* Dukuri që shoqëron një ngjarje, një lëyizje etj., diçka që zhvillohet ose që ecën krahas me diçka tjetër. *Bashkudhëtar i përhershëm (i pashmangshëm).*
BASHKUDHËTARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BASHKUDHËTAR,~I. *Bashkudhëtare besnike. Kriza është bashkudhëtare e pashmangshme e kapitalizmit.*
BASHKUDHËTOJata.,~OVA, ~UAR. 1. Udhë-toj së bashku me një tjetër.
2. *vet. veta III fig.* Shoqëron një dukuri a diçka tjetër si bashkudhëtar.
BASHKIJES,~E *mb.* 1. Që shërben për të krijuar një lidhje të ngushtë, që ndihmon për të krijuar një; bashkim; *Force bashkuese. Rol bashkues. Zanore bashkuese. gjuh.* zanore lidhëse.
2. Që shërben për të bashkuar dy pjesë të një me-kanizmi a dy sende. *Grup bashkues. Pliakë (kokë, unazë) bashkuese. Kunj bashkues. Ind bashkues. anat.*

3. *si em.* ~, —I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Vegël që shërben për të bashkuar dy pjesë të një mekanizmi a dy sende. *Bashkuesi i shulit të pushkës.*

BASHLLËK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet. 1.* Gur i madh, zakonisht i gdhendur, që vihej si mbështetje në anët e një qemeri ose të një oxhaku. 2. Guri në krye të varrit.

BASHTINAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pronar i një bashtine në sistemin e timareve.

BASHTlNË~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *hist.* Cope toke e trashëgueshme, që e zotëronte një familje fsha-tare në sistemin e timareve dhe që e punonte si are.

2. Kopsht, bahçe. *Ara e bashtina.*

BAT,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Grackë për të zënë zogj, me një rrasë të mbështetur mbi kunja të hollë, që rrëzohet mbi një grope. *Rrasa (gropa) e batit. Kunji i batit. Gjuaj (zë) me bat. Ngre një bat. Ra zogu në bat.*

2. *fig.* Kurth, grackë. *E shtiu në bat. Ra në bat. Dolinga bati.*

*3. sh.* ~E, ~ET. *shih* BICE,~JAi. *Zë batin.*

BAT,~E *mb.* I ulët; i batisur. *Vend bat. Tokë bate. Shtëpi bate.*

BATAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vend me ujë të ndenjur e me baltë, që ka zakonisht edhe lëmishte të kalbura; lerë, llucë. *Erë bataku. Si bualli në batak. U be batak. Ngeci (raj në batak. Enxorën nga bataku.*

*2. fig.* Gjendje e keqe dhe e vështirë, e cila lidhet me amullinë, me diçka të ulët e të ndyrë. *Batak ideo-logjik. Kane rënë në batak.*

3. *fig. keq.* Njeri i ulët e i ndyrë, batakçi; *përmb.* fundërrinat e shoqërisë, Uumi. *Bataku i shoqërisë.*

• E la në batak (në baltë) *dike shih te* BALTË, ~A.

BATAKÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* Ai që mashtron për të nxjerrë një përfitim për vete, ai që përpiqet t'ia hedhë tjetrit me rrugë të pandershme; njeri i pandërshëm, të oilit nuk mund t'i zihet besë. *Batakçi* i *regjur (me vulë).*

BATAKÇILLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* Sjellje e veprim prej batakçiu. *Bënte batakçillëqe.*

BATAKOVlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Batak I madh; vend me batak. *Tokë batakovinë. Bie erë ba-takovinë.*

BATALION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *1. usht.* Njësi ushtarake, që ka disa kompani të armëve të ndryshme dhe që hyn si nënrepart taktik në përbërjen e një re-gjimenti. *Batalion këmbësorie. Batalion tankesh. Ba-talion autonom. Batalion sulmues. Batalion rezervë. Batalion partizan. Shtabi i batalionit. Komandanti (komisari) i batalionit.*

*2.* Njësi e punonjësve vullnetarë në vitet e para pas Çlirimit, që organizohej në punën për ndërtimin e vendit. *Batalioni i punës. Batalioni i rinisë. Batalioni ^Margarita Tutulani".*

BATALL,~E *mb. bised. 1.* Që nuk hyn në punë, që nuk vlen për asgjë, i pavlefshëm; i papërdorshëm. *Njeri batall. Mall batall. Vegël batalle.*

*2.* Që është lënë djerr, i papunuar (për tokat); që s'jep prodhim. *Vend batall. Tokë batalle.*

3. *fig.* I trashë e i ngathët, jo i zhdërvjellët. *Me mendje batalle. E ka trupin batall.*

BATALL *ndajf. bised.* 1. Pa punë, kot. *Rri batall. Me la batall. I la qetë batall.*

*2.* Pa punuar, djerr (për tokat). *Mbeti (toka) batall. E lane batall.*

• Batall (i madh) fort! *iron,* punë e madhe!, s'ka gajle!, aq me bën! £ bëri batall *diçka* e prishi, e bëri që të mos vlejë me për asgjë.BATALLlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e lënë djerr, vend i lënë pa punuar.

BATALLfS *kal.,* ~A, ~UR *bised. shih* BATALLOJ.

BATALLlSEM *vetv. bised. shih* BATALLOHEM.

BATALLlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Tokë e line djerr; tokë që nuk prodhon.

BATALLOHEM vefv. *bised.* 1. *vet. veto III.* Del nga përdorimi e bëhet i pavlefshëm, nuk hyn me në punë; prishet. *V batallua parmenda.*

2. Mbetem pa punë, sepse me mungon diçka; nuk kam me çfarë të punoj. *U batallua një ditë të tërë.*

BATALLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. E nxjerr nga përdorimi dhe e bëj të pavlefshëm, e bëj që të mos hyjë në punë; e prish. *E batalloi qerren.*

2. E lë pa punë; bëj që të mos ketë me çfarë të pu-nojë, e lë batall. *batalloi një javë të tërë.*

BATANlJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Mbulesë e hollë prej leshi a prej pambuku, e ngjeshur dhe me push, zakonisht me ngjyra e me zbukurime, që përdoret për t'u mbuluar. *Batanije leshi (pambuku). Shtroj (hedh) batanijen. Mbulohem (ffe) me batanije. Mbështjell me batanije.*

BATARE,~JA . *sh.* ~, ~TË. E shtënë me disa armë zjarri njëherësh. *Batare pushkësh (mitralozash, topash). Batare në ere. Qitje (zjarr) me batare. Qëlloi me batare. Zbrazi një batare.*

BATBAT *ndajf.* Luaj batbat: luaj me një grup burrash, të cilët ulen në rreth dhe kalojnë dorë me dorë fshehurazi një shami të lidhur nyjë, duke qëlluar lojtarin e mesit derisa ai të gjejë atë që e ka shaminë; turrë.

E çon batbat *diçka* e shtyn me sot e me nesër, e zvarrit (një punë etj.).

BATEC,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Fik i hershëm, që bën kokrra të mëdha e të bardha.

BATERl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *usht.* Njësi artilerie që përbëhet prej disa togash dhe që ka katër deri në gjashtë gryka zjarri; ushtarët që shërbejnë në këtë njësi. *Bateri topash (mortajash, raketash). Bateri kundërajrore (bregdetare). Komandant baterie. Qëllon me bateri.*

2. *kryes. sh. fig.* Godhje, përpjekje a sulme të për-qendruara kundër dikujt a diçkaje për të arritur një qëllim. *Bateritë e kritikës. më të gjitha bateritë. Zbrazi bat eritë.*

3. *fiz.* Grup pilash, akumulatorësh ose kondensa-corësh, që janë lidhur së bashku për të dhënë rrymë elektrike. *Bateri elektrike (kimike, diellore). Bateri e thatë. Bateri ushqyese. Bateri pilash (akumulatorësh, kondensatorësh). Bateri ndriçimi. Bateri automobili. Radio me bateri. Ngarkoj bateritë. Shkarkohen bateritë.*

4. *tek.* Pajisje e përbërë nga disa pjesë ose nga disa elemente të njëjta, që janë lidhur së bashku për të bërë një punë. *Bateri kazanësh (turbinash, ngrohësish, ndriçuesish).*

5. *sport.* Një radhë atletësh në një garë me shumë pjesëmarrës, që nisen të ndarë në grupe. *Bateria e parë (e dytë, e tretë...). Bateri vrapimi. Niset një bateri.*

6. *muz.* Grup daullesh të mëdha e të vogla, të cilave u bie një muzikant në një orkestër. *Luan në bateri.*

BATËRDl,~A . *sh. bised.* 1. DSm i rëndë, shka-tërrim i madh, prishje e rrënim; e keqe e madhe; kërdi. *Bëri batërdinë.*

2. Zhurmë e madhe, rrëmujë me potere e shamatë. *Batërdi e madhe.*

BATËRDIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Dëmtoj rëndë, prish, shkatërroj keq, rrënoj; dërrmoj. *Aral i ba-tërdisi breshri. I batërdisën më të ngrënë e më të pirë. Na batërdisi dimri.*
BATËRDISEM *vetv. bised.* 1. Dëmtohem rëndë, prishem, shkatërrohem keq, rrënohem, dërrmohem. 2. *Pës. e* BATËRDIS.
BATËRDISUR (i, e) *mb. bised.* I dëmtuar rëndë, i prishur, i shkatërruar keq, i rrënuar; i dërrmuar. *rraskapitur dhe i batërdisur.*
BATICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ngritja e nivelit të ujit të detit, që përsëritet dy here në ditë; det i ngritux, det i fryrë; *kund.* zbaticë. *Koha e bat ices. Ka baticë. Vjen (bie) batica.*
2. *fig.* Periudhë ngritjeje e një lëvizjeje a veprimta-rie; ngjitja dhe fuqizimi i diçkaje; vërshim. *Batica e revolucionit (e lëvizjes). Baticë ndjenjash.*
BATICOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me baticën; që shfrytëzon energjinë e baticës, që vihet në veprim me forcën e saj. *Hidrocentral baticor. Mulli baticor.*
BATlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BATOJ, BATOHEM. *Batimi i makinës.*
BATINAS *ndajf. krahin.* Luaj batinas: luaj një lojë fëmijësh me tri rrasa guri të vena me këmbe, të cilat pala kundërshtare përpiqet t'i rrëzojë duke i goditur.
BATINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrasë guri, që vihet në grackën për të zënë zogj; bat. *Vë (ngreh) batina.*
2. Gur i madh, që përdoret si shenjë rruge, si shenjë kufiri etj.
BATlS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. *shih* BATËRDIS. *Batisi mallin (token, vendin, shtëpinë).*
2. E rrëzoj përtokë, e përmbys; e pllakos sipër, e vë poshtë. *batisi uji.*
3. *fig.* Me rëndon si peshë e madhe, me pllakos. *Me batisi malli. E batisi dëshpërimi.*
4. *bised.* Fut në dhe a shtrij e mbuloj me dhe laS-tarin e një pjergulle për ta nxjerrë në një vend tjetër ose për të marrë fidanë hardhish. *Batisi pjergullën.*
5. *fig.* E degdis, e tret larg. *batisën në dhe të huaj.*
6. *jokai.* Shkoj papritur e pakujtuar; vij befaS, ia beh, çatis. *Batisi lumi. Batisi në derë. Batisi papritur.*
7. *jokal. shih* BATISET. *Batisi toka. Batisi shtëpia.*
BATlSET *vetv. bised.* Shembet, fundoset, vithiset; rrëzohet rrafsh me token; batohet. *U bat is toka (vendi). U batis muri (shtëpia). Batisej barka. U batis qerrja.*
BATISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BATIS, BATISET. *Ba-tisjet e ujërave.*
BATISKAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Anije e mbyllur, e pajisur me mjete të posaçme për të bërë kërkime e studime në thellësitë e deteve e të oqeaneve. *Zhyten me batiskaf.*
BATISKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lloj koshi për të peshkuar në ujëra të cekëta. *Gjuaj me batiskë.*BATfST,~I *m. tekst.* Pëlhufë liri ose pambuku shumë e hollë, që prodhohet me fill me numër të lartë. *Shami (këmishë) batisti.*
BATISUR (i, e) *mb. bised.* 1. Që është shembur, i fundosur, i vithisur; që është rrëzuar rrafsh me token. *Tokë e batisur. Vend i batisur. Brigje të batisura.*
2. *fig.* Që e ka zënë diçka e rëndë, që e ka pllakosur nj4 ndjenjë. *Me fytyrë të batisur.*
BATOHET *vetv.* Anohet gati për t'u përmbysur, i nierr ana; përmbyset. *U batua qerrja (makina, barka).*
BATOJ *kal, ~O\[A,* ~UAR. 1. E anoj gati pcrj ta përmbysur; e përmbys, e kthej në anën tjetër. *Era e batoi sandallin. Batoi trungun në anën tjetër.*
*2. jokal. yet. veto III.* Varet nga njëra ane, anon; lëshon bark; varet nga perëndimi (për diellin). *Batoi bctrra. Batoi muri. Dielli po baton.*
BATOQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Gjuhëza e këmborës a e ziles. *Batoqi i ziles (i kambanës, i këmborës).*
BATRAÇ,~I *m.* Duhan vjeshtak. *Erë batraçi.*
BATULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cekëtinë në lumë a në det. *Ngeci në batull.*
BATHË,~A *sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* 1. Bimë barish-tore njëvjeçare, me gjethe pak të trasha, me lule të bardha në manushaqe e me një pike të errët në petla, e cila m billet për të pasuruar token me azot dhe për bishtajat e kokrrat; bishtajat dhe kokrrat e këtaj bime, që përdoren për ushqim. *Bathe kokërrvogël. Bathe të njoma (të thata). Ndryshku i bathes. Gjellë me bathe. Miell bathe. Mbjell bathe.*
*2, krahin.* Fasule. *Bathe qorre.*
*ir* Bathe e mbirë në udhë njeri i vetëm, njeri pa prindër dhe pa vëllezër e motra, njeri pa njeri; jetim. Si batha shtatëjavëshe *mospërf.* jo shumë i vjetër; i papjekur. I humbi batha u hutua, e humbi fillin. I ndaj bathët *shih te* NDAJ. U ngopa me bathe u mërzita nga një gjë e përsëritur dhe bajate. Shtie me bathe *tall,* i merr me mend gjërat, hedh fall. Siç duken (siç tregojnë) bathët me sa duket, siç tregojnë shenjat. S'i ka bathët mirë (të mbara) nuk i ka punët në rregull. Bathe, bathe, po një kokërr të njëjtën gjë po na thotë, sa here po ajo gjë përsëritet. Jane një bathe e një ko^ kërr janë njësoj, janë brume i një mielli, si njëri edhe tjetriJ Ishin bathët të numëruara ishte e shtrënguar ekonomia e shtëpisë, ishin të kufizuara mundësitë. Bathe ka ngrënë e bathe mollois (bathe ka parë e bathe tregon) *mospërf.* ka pak përvojë nga jeta, aq di e aq thotë.
*BATHE E EGËR bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, e egër, e helmet, me gjethe pak të trasha, me lule të bardha në manushaqe me një pike të errët në petla, që rritet zakonisht në vende malore dhe bën bishtaja të mbushura me kokrra.
*BATHE DETI bot.* Çiçibanoz.
BATHËR, ~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* 1. Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të drejtë e me zhar-dhok, |me gjethe si të zambakut dhe me lule si xhufkë në krye të kërcellit, në ngjyrë të bardhë ose të verdhë, që çelin në pranverë. *Kodër me bafhra. Çelën bathrat.*
*2. shih* BADËR,~RA *x,*
BATHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë bish-tajore si batha, me kokrra më të vogla, që përc"orct kryesisht si ushqim për kafshët; bathe kokërrvogël. *Ushqej me bathëza.*
2. E c'njtur si kokërr, që bëhet nga thumbimi i mushkonjës, i grerëzës etj. *lu be bathëz.*
BATHISHTË,~A *sh.* ~A, ~AT. *shih* BA-THORE,~JAn.
BATHJE *mb.* Që e ka kokrrën gjatoshe e pak të shtypur si bathe (për disa pemë). *Qershi bathje.*
BATHORE,~JA i *sh.* ~E, ~ET. 1. Tokë e mbjellë me bathe.
2. Kërcelli i thatë i bimës së bathes, i bimës si pambukut etj. *Bathore pambuku. Shkul (djeg) ba-thoret.*
3. *krahin.* FaSuIe kokërrmadhe.

BATHORE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET *bat.* Presh i egër, badër. *Kokat e bathoreve.*

BAULE,~JA *sh.* ~E, ~ET *bised.* Arkë e vogël, me kapak të përkulur si gjysmëhark, që shërben për të mbajtur plaçka në shtëpi ose gjatë udhëtimit. *Baulja e nuses. Kapaku i baules. Një baule me plaçka. Bëri gati baulet.*

BAXHANAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Secili nga burrat që i kane grate motra; i shoqi i motrës së gruas. *Janë (u bënë) baxhanakë. Dy baxhanakë mbajni shtegun e ariut. fj. u.*

BAXHAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *hist.* Ai që mblidhte taksën bashkiake për shitjen e bagëtive e të sendeve të tjera në treg në kohën e sundimit os-man dhe në vitet para Çlirimit.

BAXHË,~A i *sh.* ~A, ~AT. 1. Dritare e vogël në çati për të hyrë drita nga lart ose për të dale mbi çati; kapak në tavan për t'u futur nën çati, kapanxhe. *Kapaku i baxhës. Dal nga baxha. Hap një baxhë.*

2. Dhomë nën kulmin e shtëpisë, mbi tavan, me dritare në çati, që shërben për *ië* banuar ose për të mbajtur sende të ndryshme në të. *Dritaret e baxhës. Hyj (ngjifem) në baxhë. Fshiheshin në baxhë. Vë në baxhë.*

3. Vrimë në çati për të dale tymi ose vrimë në mur për.të hyrë drita; frengji. *Baxha e oxhakut.*

BAXHË,~A n *sh.* ~A, ~AT *hist.* Taksë bashkiake që paguhej në kohën e sundimit osman dhe në vitet para Çlirimit për shitjen e bagëtive e të sen-deye të tjera në treg. *Paguanin baxhën. Merrej baxhë.*

BAXHI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* 1. *bised.* Përdorej për të thirrur me nderim një grua të moshuar.

2. Gruaja e shkuar në moshë, që lante grate e vdekura të myslimarrëve; lasë. *Thirrën baxhinë. E laftë baxhia! mallk.*

BAXHO,~JA. *sh.* ~, ~T. Punishte e vogël, zakonisht afër staneve, ku mblidhet e përpunohet qu-mështi. *Baxho dimërore. Baxhoja e kooperativës. Tekniku i baxhos. Djathë baxhoje* djathë nga qumështi, të cilit i është marrë ajka.

BAXHOXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Ai që përpunon bulrnetin në baxho, tekniku i baxhos.

BAXHULE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Qëndisje me dhëmbëza në fundin e linjës Së grave. *Linjë me ba-xhule.*

BAZAL,~E *mb.* 1. *libr. shih* THEMELOR,~E.

*Parim baza!. Lënde bazale.*2. *spec.* Që lidhet me bazën, i bazës; që është i vendosur në bazë, që është përkundrejt majës. *Sipër-faqe bazale. Pjesa bazale. Tumor bazal. mjek. Cipëza bazale e veshit.*

BAZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e poshtme e një trupi, mbi të cilën mbështetet a qëndron ai; pjesa e fundit e një trupi, që zakonisht është më e gjerë në krahasim me majën. *Bazë e gjerë. Baza e shtyllës. Baza e ndërtesës. Baza e dhëmbit. I ngre bazën.*

2. *fig.* Mbështetja kryesore e diçkaje, parimi the-melor mbi të cilin ndertohet diçka, themeli; arsyeja që shpjegon a që përligj diçka. *Baza politike (organi-zative, juridike). Baza klasore. Baza fiziologjike. Baza dialektore. Bazë e shëndoshë. Baza e bazave. Mbi baza të drejta (shkencore). Arsyetim pa baza. Mbi këtë bazë. Mbi një bazë të re. Ka (shërben) si bazë. Kam (marr) për bazë* mbështetem. *Këtu e ka bazën. Nuk ka bazë. Është pa baza. Hodhi bazat (themelet) e diçkaje* themeloi. *Vë në bazë* e marr si mbësh-tetje. *E vë mbi baza të shëndosha. Flet me baza.*

3. *kryes. sh.* Parimet kryesore të një shkence; parimet themelore, mbi të cilat ngrihet e mbështetet një dituri; njohuritë themelore të një fushe të dijes. *Bazat e marksizëm-leninizmit. Bazat e filozofisë. Bazat e vizatimit teknik. Bazat e astronomisë (e darvi-nizntit).*

4. Tërësia e mjeteve, e sendeve dhe e kushteve, që janë të domosdoshme për një punë a për një veprim-tari; qendër e pajisur me nijetet e nevojshme për të ndihmuar një veprimtari ose për furnizim. *Bazë ma-teriale (teknike, mësimore, ushqimore, mekanike). Bazë sportive (turistike). Bazë furnizimi.*

5. *ek.* Tërësia e marrëdhënieve në prodhim, që i përgjigjen nivelit të zhvillimit të forcave prodhuese të shoqërisë në një periudhë të caktuar historike dhe që përbëjnë strukturën ekonomike të shoqërisë, mbi të cilën ngrihet superstruktura e saj. *Baza ekonomike. Baza dhe superstruktura. Ndryshime në bazë. Ndër-timi i një baze të re.*

6. *vet. nj.* Organet më të ulëta, zakonisht ato të rre-theve, kundrejt aparatit qendror të administratës shtetërore e të organizatave politike-shoqërore; ndër-marrjet e prodhimit, institucionet lokale ose vartëse dhe rrethet kundrejt inStitucioneve qendrore drej-tuese e qendrës. *Qendra dhe baza. Organet (punonjësit) e bazës. Mendimi (zëri) i bazës. Punoj (shkoj, zbres) në bazë. Vjen nga baza. Lidhem me bazën. Ndihmon (foreon) bazën.*

7. *usht.* Vend ku janë përqendruar trupa dhe mjete ushtarake për qëllime luftarake; pikëmbështetje për nisjen e veprimeve luftarake, për furnizimin e trupave etj. *Bazë ushtarake (detare, ajrore). Bazë bërthamore. Bazë raketash ( nëndetësesh). Baza e nisjes. Ndërtoi (ngriti) një bazë. Mban baza. U nisën nga baza.*

8. Vend Strehimi i përkohshëm për njerëz dhe për mjete, që shërben si pikëmbështetje për një veprimtari; shtëpi, ku strehoheshin dhe zhvillonin veprimtari partizanët ose pjesëmarrësit e tjerë të Lëvizjes gjatë Luftës Nacionalçlirimtare; vend strehimi i përkohshëm në një shtëpi. *Bazë partizane. Bazë e fshehtë (ilegale). Baza e Partisë. Baza e teknikës (e shtypit). Bazë e Lëvizjes. Fjetën në një bazë. I ndanë (i çuan) njerëzit në baza.*

9. Diçka qe merret si pikënisje ose si njësi për matje, për vlerësim etj. *Bazë e një sistetni numërimi. Shkollë e mesme me bazë filhreje. vjet. Marr si bazë.*

10. *gjeorn.* Brinja ose sipërfaqja e poshtme e një figure a e një trupi, mbi të cilën ngrihet pingul lartësia. *Baza dhe lartësia. Baza e trekëndëshit. Baza e pira-midës (e prizmit). Sipërfaqja (brinjët) e bazës. Gja-
tësia e bazës.*

11. *mat.* Numri që ngrihet në fuqi.

12. *gjeol.* Vijë që përcaktohet në tokë si mbështetje për rë formuar një trekëndësh të nevojshëm në matjet. *Bazë e vogël (e madhe). Shtrij bazën.*

13. *kim.* Bashkim kimik, i cili me acide jep kri-përa. *Bazë e forte. Bazë e tretshme. Bazë organike,*

14. Pjesa kryesore përbërëse e një lënde të përzier. *Baza e një bari. Helm me bazë arseniku. Pomade me bazë vaji.*

15. *tekst.* Majë. *Bazë e ind. Fijet e bazës. Masur baze.*

16. *përd. mb.* Kryesor, themelor; që shërben Si mbështetje ose Si pikënisje. *Njohuri bazë. Rregulla bazë. Çështje bazë. Punim bazë. Tekst bazë. lde bazë. Vshqim bazë. Plehërim bazë. Parim bazë. Shkencë bazë. Sektor bazë. Çmim bazë. Rroga bazë.*

*k* Në bazë... (me bazë...) duke marrë si njësi në zhvillimin e një veprimtarie, në shkallë... Në bazë të... (mbi bazën e...) duke u mbështetur në..., duke u nisur nga..., sipas... I lea bazat në (mbi) rërë *shih te* RËRË,~A.

BAZËNISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Bazë, që shërben si pikënisje për një veprimtari të caktuar. *Per-do ret si bazënisje.*

BAZIK,~E *mb. kim.* Që përmbaa baza; që ka vetitë e bazës. *Kripë bazike. Okside bazike. Tokë (shtresë) bazike. Shkëmbinj bazike. Veti bazike.*

BAZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BAZOJ, BAZOHE I!. *Bazimi në fakte. Bazimi i flotës (i aeroplanëve). Vendi i bazimit.*

BAZOHEM *vetv.* 1. Mbështetem mbi një bazë per të dhënë një mendim, për të marrë një vendim etj., nisem nga një arsye, nga një parim etj.; marr për bazë. *Bazohem në metodologjinë marksiste-leniniste. Ba-zohem në fakte. Bazohem në shkencë. Bazohem në fjalët e dik uj t.*

2. *usht.* Vendosem në një bazë ushtarake; përdor si bazë, kam si bazë.

BAZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Mbështet diçka mbi një baze; e arsyetoj. *Mirëqenien e bazojmë në punën. I bazoj fjalët në fakte.*

BAZUAR (i, e) *mb.* Që është i mbështetur në arsye, në parime etj., që është i ndërtuar mbi një bazë tS shëndoshë; *kund.* i pabazuar. *Vendim i bazuar. Ar-syetime të bazuara.*

BAZUKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Armë zjarri reaktive, që përbëhet prej një gypi (të cilën luftëtari e mbështet në sup) dhe që përdoret zakonisht kundër tankeve. *Predhë bazuke. Qëlloj me bazukë.*

BAZHDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Nëpunës që peshonte mallrat në treg dhe që merrte një taksë të caktuar për to. *Taksa e bazhdarit. Kandar bazhdari.*

BAZHDARI,~A. *hist.* 1. Taksa që merrte bazhdari kur peshonte mallrat në treg. *E drejta e bazhdarisë.*

2. *sh.* ~, ~TË. Vendi ku rrinte bazhdari për të peshuar dhe për të marrë taksën; puna e bazhdarit. *I peshonin në bazhdari.*BAZHGARE,~JA *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Lëmishte, bëzhdile. *ra një bazhgare në sy. Fshij bazhgaret. 2.* Llapushat e misrit; lëvoret e bishtajave. *heq bazhgaret.*

BE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Pohim a mohim i vër-tetësisë së diçkaje para një tjetri, duke përmendur një njeri a një gjë që e quajmë të shenjtë ose të shtirenjtë; fjalët ose shprehja për këtë pohim a mohim. *Be e madhe (e forte, e rëndë). Be e rreme. Be për nderin. Be me djalin. Bëj (zë) be* betohem. *Them një be. E bëj me be* pohoj duke bërë be. *E vë (e shtie) në be* e dëtyroj të betohet.

*2. bised.* Betim. *jap benë. E mbajti (e prishi, e shkeli, e theu) benë. E lidhi me be. E hëngri me be. Bëri be mbi flamur.*

3; *etnogr.* Dëshmi e një grupi njerëzish, që be-toheshin për fajësinë e dikujt, i cili akuzohej për një krim a për një faj. *Be për derë* një betar për çdo fa-milje. *Be pastruese* be për ta nxjerrë të larë dike. *zoti i besë* ai që akuzohej. *Pleqtë e besë* ata që dësh-monin. *Guri i besë* gur, mbi të cilin betoheshin. *Bëri be në rrenë. E qiti në be* e vuri në be. *E lau me be* e nxori veten të larë duke bërë be. *E përjashtuan nga beja.*

• Asnjë për be asnjë fare, as edhe një. Bëj be se... (që);.. jam krejt i sigurt, nuk kam asnjë dyshim. Bëj be *p ë r dike* kam nderim të madh për dike, e nderoj shumë. la ka bërë benë *shih le* BËJ. Bën be e rrufe a) betohet duke përmendur gjIthçka të shenjtë; b) *iron,* betohet më të madhe për të mbuluar diçka të rreme. Lëshoi be *p ë r diçka shih te* LËSHOJ. I lëshoi (i qiti) be *shih te* LËSHOJ. U be një be (beja e dheiit) u be turpi i botës. Rrahu benë *vjet. shih te* RRAH.

BËBE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. Foshnjë. *Këmishë bebeje. Pudër për bebe. Lindi një bebe. Lidh (mbaj) beben. Bën si bebe* sillet si foshnjë. *Është bebe nga mendja.*

BEBE,~JA n • *sh.* ~E, ~ET. Vrimë e vogël dhe e rrumbullakët në të zezën e syrit, nëpër të cilën hyjnë rrezet e dritës brenda në sy; bebëz, ninëz. *Iu zgjeruan bebët. I shkëlqejnë (i ndritin) bebet. E ruaj si beben e syrit.*

*it* E shikoj (e vështroj) në bebe të syrit a) nuk trëm-bem nga diçka, i qëndroj përballë me guxim; b) kuj-desem shumë për dike, e rrit me pekule dhe shqetëso-hem shumë për të, e shoh në dritë të syrit (zakonisht për një fëmijë të vetëm). la njoh beben e syrit *dikujt* e di se sa trim është, e di se sa vlen. Nuk i dridhet bebja e syrit (syri, qerpiku) *shih te* SY,~RI.

BEBËZ,~A *sh.* ~A, ~AT. Bebja e syrit.

BEC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Qengj i vogël. *Bee i bardhë. Kullosin becat.*

*1. fig. bised.* Njeri i urtë dhe i butë, qengj (zakonisht për fëmijët).

BEDEL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Ai që shkonte në vend të një tjetri ne ushtri ose ne punë të detyruar kundrejt një pagese. *Bedel në ushtri. Dërgoi (vuri, pagoi) bedel. Shkoi (hyri) bedel. La bedel, punoi bedel.*

*2.'.keq.* Ai që bën një punë në vend të një tjetri,: cili e ka për detyrë; ai që bën a pëson diçkr..•"; vend të një tjetri kur nuk duhet. *S'bëhem bedel i;jc:rit, Nuk' pranon bedel. S'ka bedel sot.*

3. *hist.* Taksë që paguhej në kohën e pushtimit turk nga meshkujt myslimanë për të zëvendësuar shërbimin ushtarak, asqerie; pagesë që jepej në vend të punës së detyrueshme. *Bedeli i rrugës. Të hollat e bedelit. Paguanin bedelin.*

*4. përd. ndajf.* Kot, për dhjamë qeni. *Shkoi iyajti, u vra) bedel.*

BEDEN,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë muri, e ngritur si dhëmb mbi murin rrethues të një kështjelle, prapa së cilës mbroheshin luftëtarët. *Bedenat e kalasë. Mur (kala) me bedena. Doli në beden. U hodhën mbi bedena.*

*2.* Dantellë ose shirit dhëmbë-dhëmbë, që vihet buzës së një rrobe për zbukurim. *Shami me bedena. E qëndisur me bedena.*

3. *bised.* Dhëmbëz; diçka e bërë dhëmbë-dhëmbë ose varg sendesh që duken dhëmbë-dhëmbë. *Bedena gurësh. Bedena arrash. Beden malesh. Gjethe me bedena.*

4. *vjet.* Petk i gjatë, i zbukuruar me qëndisje dhëmbë-dhëmbë, që e vishnin grate përsipër si pallto të lehtë. *Beden shajaku (cohe). Hodhi bedenin mbi supe.*

BEDITEM *vetv. vjet.* 1. *vet. veto III.* Shfaqet papri-tur; bëhet ose del diçka pa e ditur se nga shpifet. *Iu bedit një sëmundje (një lungë). Iu beditën ethet. Iu bedit njëfjalë. Iu bedit në shtëpi.*

*2.* I ngjitem pas e nuk i ndahem,i bie me qafë, e mërzit. *Iu bedit e s'i ndahej.*

BEDUNlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Shkurre e vogël, me gjethe të imëta e të tulta dhe me lule të merme ngjyrë

trëndaflli, që rritet në vise të ngrohta, zakonisht nëpër kodra të thata e ne gurishte. *Lule bedunice. Erë bedunice.*
*2. krahin.* Sherbelë. *Mbledh bedunice.*
BEDHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* E përflll dike, e begenis. *bedhon shokët.*
BEF *pandr.* S'i bën bef syri: nuk trembet fare para rrezikut, nuk i trembet syri.
BEFA,~JA . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Peng. *E la shtëpinë befa.*
BEFAS *ndajf.* Në mënyrë të papritur dhe të me-njëhershme, papritmas, papandehur. *Erdhi (hyri, iku) befas. Sulmoi befas. Vdiq befas.*
BEFASI,~A . 1. Gjendje në të cilën jemi të pa-përgatitur për një të papritur; të qenët i papritur për dike (për një ngjarje, për një veprim etj.). *Befasia e sulmit. Goditje në befasi. Zë (kap, gjen) në befasi. Sulmoi (goditi) në befasi. Shfrytëzon befasinë.*
*2.* Goditje ose veprim i papritur dhe i menjëher-shëm kundër dikujt. *Me anë të befasisë. Përdori befasinë. I shmangem befasisë.*
BEFASIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve BEFASOJ, BEFASOHEM.
BEFASISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ndodh në mënyrë të papritur e të menjëhershme, që bëhet a që vjen në befasi, i papritur. *Sulm i befasishëm. Goditje (gjudjtjii) e befasishme. Konttoll i befasishëm. IUhesë e befasishme. Ndryshim (shpërthim) i befa-uishëm. Vdekje <; befasishme. Në m'inyrë të befasishme.*
3E.fi'ASISHT *ndajf.* 1. Në befasi; në:raënyrë të me-n.jëhershme c të papritur (për sulmin, për goditjetose për veprime të tjera të tilla). *Sulmoi befasisht. E kapi (e zuri) befasisht.*
2. *shih* BEFAS. *Vjen (largohet) befasisht. Vdiq befasisht.*
BEFASOHEM *vetv.* Habitem shumë nga diçka e papritur, gjendem në befasi. *U befasova kur ma tha.*
BEFASOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të ha-bitet shmnë nga diçka e papritur.
2. Sulmoj në befasi; kap në befasi. *Befasuam armi-kun.*
BEFASUAR (i, e) *mb.* I kapur në befasi; i habitur shumë nga diçka e papritur. *Me shihte i befasuar.*
BEFTË (i, e) *mb.* Që ndodh në mënyrë të papritur, i papandehur; që vjen befas. *Ndryshim i beftë. Gë-zim (zemërim) i beftë. Mendim i beftë. Vdekje e beftë.*
BEG,~U *m. shih* BEJ,~U. -• Ndalu beg se ka hendek thuhet për dike që vepron pa pyetur, por që të tjerët mund ta ndalojnë.
BEGAT *kal,* ~A, ~UR. *shih* BEGATOJ. BEGATEM *vetv. shih* BEGATOHEM.
BEGATË (i, e) *mb.* 1. I begatshëm. *Vend i begatë. Të korra të begata. Vit i begatë. Jetë e begatë.*
2. *fig.* Që është shumë i përshtatshëm për krijimin dhe për zhvillimin e diçkaje, pjellor. *Truall i begatë.*
3. *vjet.* I pasur, pasanik.
BEGATI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Të paSurit me shumicë të gjithçkaje; jetë më të mira të shumta e të qëndrueshme, mirëqenie, bollëk. për *begatinë e popullit. Burim begatie. Në rrugën e begajisë. Luf-tojmë për begatinë. Sjell begati. Rrojmë në begati.*
*2.* edhe *fig.* Pasuri. *Begatitë e tokës. Begati men-dimesh. Begati zbukurimesh.*
BEGATIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BEGATOJ, BEGATOHEM. *Begatimi i vendit. Begatim pa shkak. drejt.* pasurim në kurriz të një tjetri pa derdhur djersë vetë.
BEGATOHEM vefv. 1. *vet. veta HI.* I shtohen të mirat, bëhet i begatshëm, pasurohet. *Begatohet vendi. Begatohet toka. Begatohet gjuha.*
*2.* Pasurohem, fitoj një pasuri.
BEGATOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. 1. I sjell të mira me shumicë, e bëj të begatshëm, e pasuroj. *Bega-tojmë atdheun (vendin). Begaton gjuhën (letërsinë). I begatoi jetën.*
*2. vjet.* E bëj të pasur. *Ka begatuar të tjerët.*
BEGATOR,~E *mb.* 1. *poet.* Që jep prodhime të bollshme, pjellor; i begatshëm. *Tokë begatore.*
2. *vjet.* I pasur.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
BEGATSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka diçka me shumicë, që është plot të mira; që jep ose që pro-dhon shumë, i frytshëm, pjellor. *Vend i begatshëm. Tokë e begatshme. Korrje (vjelje) të begatshme. Punë e begatshme. Vit i begatshëm. Jetë e begatshme. Bashkë-punim i begatshëm.*
*2. fig. shih* BEGATË (i, e; 2.
3. *vjet.* I pasur, pasanik. *V be i begatshëm.* BEGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj rrushi me ko-
krra të rrumbullakëta e të bardha, me cipë të holle e plot lëng.
BEGENI,~A . *bised.* Mirësjellje e nderim që tre-gojmë kundrejt dikujt kur e presim ose kur takohemi me të; përfillje. *Të pret me begeni. Sillet me begeni. E ka me begeni* e begenis. *Humbi begeninë.*
BEGENIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Pres një tjetër, zakonisht të një shkalle më të ulët, duke i bërë nderet; i bëj dikujt një vizitë për ta nderuar.
2. Pranoj të kern marrëdhënie me dike, që qëndron në një shkallë mi të ulët se unë, sillem i afërt e i thjeshtë me të; pranoj diçka që e quaj me poshtë se shkalla ime; e përfill. *Begenis shokët. Begenis më të vegjlit. la begenis fjalët.*
3. *jokal. iron.* Pranoj të bëj diçka, megjithëse e quaj të papërshtatshme për shkallën time. *Nuk begenis të flasë. As begenisi t'i hidhte një vështrim. Begenis efol me gojë!*
BEGENISJE,~A . *bised.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes BEGENIS. 2. *shih* BEGENI,~A.
BEGENISSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* I be-genisur. *Njerëz të begenisshëm.*
BEGENISUR (i, e) *mb. bised.* Që e nderon tjetrin duke e përfillur dhe duke e pritur mirë, i pritur; që sillet me thjeshtësi e me nderim kundrejt të tjerëve. *Djalë (njeri) i begenisur.*
BEGUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Këlysh lepuri, lepur i vogël, lepurush. *Zuri një begun. Trembet si begun.*
*2. fig. mospërf.* Njeri frikacak; lepur.
*ir V be* begun u dobësua shumë, u lig.
BEH,—U *m.* 1. Vëmendje e kujdes i madh para diçkaje që vjen papritur, gatishraëri për t'u ruajtur nga befasia. *Është pa beh. Eci (rri) në beh. Kam beh. E vë në beh.*
*2.* Gjendje kur diçka e papritur dhe e fshehtë na zë të papërgatitur; befasi. *E zuri në beh. I ra (e vrau) në beh. I doli në beh. Gjendej në beh.*
E bëj beh a) i vë mendjen diçkaje, i vë kujdes; b) me shkon mendja; pandeh, kujtoj. Bën beh ndodh papandehur, befas. la bëj behun i ruhem diçkaje të papritur ose të fshehtë, rri gati, kam mendjen. S'i bj beh nuk ia kam frikën, nuk i trembem.
BEH *jokal.,* ~A, ~UR *(me një trajtë të shkur-tër të përemrit vetor në r. dhanore). I. kryes. veta III.* Vjen

papritmas, arrin shpejt e papandehur. *la behu në shtëpi (në derë). la behu i pari. la behu shiu (dimri). la behu dita jonë.*
2. *vet. veta III.* Ndodh papritmas, ngjet diçka papandehur; me zë në befasi. *Me behu një punë. I behu një vdekje. I behu e liga.*
BEHAR,~I m. *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Pranverë; muajt e ngrohtë të vitit (pranvera dhe vera) kundrej( muajve të ftohtë; vera. *Behar i nxehtë, Dimër e behar. Muajt e beharit. Rroba behari Shi behari. Vapa e be-harit. Ethe behari. Doli behari. E kaioi beharin. Ç'tha i pari, e zëntë behari!* ashtu qoftë! *Ç'ls dimri, e gjen behari, fj. u*
*2. përd. mb. I;;j. QE* ësbc;,?jithn jë *i* qeshur t i *nCr-* zc,mërt,, qc nuk,It;iVK'rr.he;, i çelui e gcjëmbëi. V<*'behar. E,'.:a goj'ëti l.thc~. Baai c.?ittë gj,thnjë.* U be behar u çel në fytyrë, u gëzua. Me bëhet zemra behar gëzohem, me kënaqet shpirti. Dimri ha beharin *fj.u. shih te* DIMËR,~RI. Iku (shkoi) si vetë-tima e bebarit *shih te* VETËTIMË,~A. Me një lule (me një dallëndyshe) s'vjen behari (pranvera) *fj. u, shih te* LULE,~JA. Lule behari (vere) *bot. shih te* LULE,~JA.
BEHARE,~T . *vet. sh.* Erëza. *Gjellë me behare.*
BEHARISHT *ndajf. bised.* 1. Si për stinën e verës, si për behar. *Ishte veshur beharisht. Fie beharisht.*
*2. si mb.* ~, ~E. I përshtatshëm për stinën e verës, që mbahet në behar; si në behar. *Rroba (veshje) be-harishte.*
BEHARNA,~T . *vet. sh.* Erëza. *shtie beharna gjellës.*
BEHAROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* Kaloj verën, veroj. *Beharojnë në mal. Beharofsh gëzuar!*
*ur*
BEHAROR,~E *mb. bised.* Veror, i verës. *Veshje (mbulesa) beharore. Feme beharore.*
BEJ,~U *m. sh.* ~JLERË, ~JLERËT. 1. *hist.* Pronar tokash në sistemin ekonomik feudal në Shqipëri para Çlirimit, pjesëtar i klasës çifligare sunduese. *Beu i fshatit. Tokat (kullat) e beut. Shpronësimi i bejlerëve. Lufta kundër bejlerëve.*
*2. hist.* Titull i vjetër turk për qeverjtarin e një krahine dhe me pas titull fisnikërie me i ulët se i pa-shait.
3. *vjet.* Përdorej në Shqipëri para Çlirimit, zako-nisht pas emrit të një njeriu, në shenjë nderimi, me kuptimin “zoti”.
• Rrinte si beu në kashtë *tall, shih te* KASHTË,~A.
BEJÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. *mospërf.* I biri i beut; beu i vogël. 2. *perk.* Djalë i ri i shtëpisë; djali që do të bëhej
dhëndër.
BEJK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dash krejt i bardhë.
BEJK,~Ë *mb.* Që e ka leshin krejt të ba”dhë (për dhentë). *Dash bejk. Dele bejkë.*
BEJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dele krejt e bar-dhë. *Bejkë rude. Bejkë mali. Bejka e stanit. Lesh bejke.*
2. *përk.* Vajzë e re, bardhoshe dhe e hijshme.
BEJKUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* BEJK,~U.
BEJLEG,~GU i *m. sh.* ~GJE, ~GJET *vjet.* Dyluftim. *E thirri (doli) në beleg. U mat (luftoi) në bejleg. Ndau bejlegun* bëri dyluftim.
BEJLEG,~GU ii *m. sh.* ~GJE, ~GJET *krahin.* 1. Tufa e luleve në majë të bimës së misrit, lulja e misrit. *Lëshon (nxjerr) bejleg. Ka ardhur misri në bejleg* po lëshon lule misri.
*2. sh.* ~GË, ~GËT. Tufë flokësh; balluke. *Grua me bejlegë. La bejleg. Preu bejlegët.*
3. Kec a qengj trupvogël ose që është pjellë para kohe.
4^ *fig.* Njeri që dallohet nga një shenjë a nga një cen; njeri trupvogël e i forte.
BEJLEGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dele ose dhi me balluke.
2J Veze pule e vogël dhe e forte; vezë e pules së re, vezë zoge. *Bëri një bejlege.*
3. *fig.* Vajzë e forte dhe e shkathët.
BEJLEGTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Pjesëmarrës
i dyluftimit.
BEJLERESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* E
shoqja ose e bija e beut.
BEJLURÇlNË,~A *m. sh.* ~A, ~AT *mospërf.*
Bej i vogël ose i rënë nga vakti.
BEJLLËK,~U *m.* 1. *hist.* Të qenët bej; vendi që zinte beu dhe titulli i tij.
2. *përmb. bised.* Tërësia e bejlerëve, bejlerët.
3. *hist.* Taksë në natyrë ose në të holla, të cilën ia paguanin fshatarët derebeut, që t'u siguronte një fare mbrojtjeje. *Jepnin bejllëk.*
4. *keq.* Jetë e shkujdesur dhe me gjithë të mirat në kurriz të të tjerëve, jetesë si e beut; sjellje prej beu.
BEJTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bejtexhi.
BEJTE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Vjershë, zakonisht me strofa prej dy vargjesh, karakteristike për poezinë e vendeve të Lindjes, që u përhap në Shqipëri në shekujt XVII-XVIII; vjershë lirike a satirike, që thuret nga një poet popullor zakonisht aty për aty; *shak.* vjershë humoristike, që dy veta ia ngrenë njëri-tjetrit aty për aty. *Bejte në shkop* bejte që dy vetë krijojnë aty për aty për njëri-tjetrin, bejte hidh e prit. *Bën (nxjerr) bejte. I ngjiti bejte.*
2. *keq.* Vargje pa vlerë, vjershë e keqe. *Shkruante bejte.*
BEJTEXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Ai që
bën bejte, bejtar; vjershëtar popullor, që thur vargje lirike ose satirike, zakonisht aty për aty. *Bejtexhiu i fshatit. Letërsia e bejtexhinjve.*
2. *keq.* Ai që shkruan vargje pa vlerë artistike, vjershëtar i keq.
BEKÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Rojtar i arave e i vreshtave; rojtar fshati. *Bekçiu i fshatit. E vunë (hyri) bek(i. E zuri bekçiu.*
BEKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi Sipas kuptimeve të foljeve BEKOJ, BEKOHEM. *Bekimi i në'nës. I dha (ifali) bekimin. Kërkoi (mori) bekimin.*
*2. bised.* Fjalë a shprehje falënderimi e mirënjoh-jeje për diçka; uratë; *kund.* mallkim. *Bekimi i nënës. Të paste lënë bekimin! ur.*
3. *fig. vjet.* Diçka e mirë, mbarësi. *Ka (sjell) bekim-*
BEKOHEM *vetv.* 1. *fet.* Marr bekimin (sipas pa-ragjykimeve fetare).
2. *Pës. e* BEKOJ.
BEKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *fet.* I jap dikujt a diçkaje hirin e perëndisë, sipas paragjykimeve fetare, zakonisht duke i bërë kryqin dhe duke shqiptuar lutje; e bëj të shenjtëruar me anë të një riti (në vendet ku vepron feja e krishterë; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Bekonte njerëzit (bereqetin, bukën, ujin, shtëpinë). Bekoi martesën.*
2. *bised.* I uroj dikujt mbarësi e lumturi; i jap uratën; *kund.* mallkoj. *Bekoi djdlin.*
3. *bised.* I shpreh dikujt falënderimin; i jam mirë-njohës dikujt a diçkaje, e lëvdoj me mirënjohje. *Bekonte fatin (ditën).*

4. *keq.* Shpreh miratimin për diçka të keqe; e nxit punën për ta vijuar diçka më tej. *Kisha i ka bekuar fashistët.*BEKTASHl,~U m. *sh.* ~NJ, ~NJTË *fet.* Pa-sucs i bektashizmit. *Teqeja e bektashinjve.*
BEKTASHIAN,~E *mb. fet.* Që ka të bëjë me bek-tashizmin ose me bektashinjtë, që lidhet me bekta-shizmin ose me bektashinjtë, i bektashizmit ose i bektashinjve; që ndjek bektashizmin. *Kleri bekta-shian. Komuniteti bektashian. Qendër bektashiane. Teqe bektashiane. Poezia bektashiane.*
BEKTASHIZËM,~MI *m. fet.* Sekt fetar i besimit mysliman, i krijuar në shekullin XV, që kishte në dogmën e tij elemente të panteizmit (në vendet ku vepron ky sekt i myslimanizmit; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
BEKUAR (i, e) *mb. bised.* 1. *fet.* Që ka marrë be-kimin, që i është bërë bekiroi (sipas paragjykimeve fetare). *Ujët e bekuar. Bukë (meshë) e bekuar.*
2. *fig.* Që ka ose që jep të mira, i begatshëm; që është i mbarë, fatbardhë; *kund.* i mallkuar. *Vend i bekuar. Tokë e bekuar. Pemë e bekuar. Kafshë e bekuar. Vit i bekuar. Dorë e bekuar.*
3. Që ka marrë uratën; që paste uratën; i uruar.
4. *euf, bised.* Qënuk është i mbarë e i pëlqyeshëm, që nuk e duam; që të mundon; që dëshirojmë të jetë i mirë e i mbarë; i uruar. *Ky i bekuar shi i prishi të lashtat.*
5. *euf., bised. Përd. em.* sipas kuptimit4të mbiemrit. •*k* Gjithë ditën e bekuar gjithë kohën pa ndërprerje.
Ujë i bekuar *shak., thjeshtligj.* raki.
BEKUAR,~A (e) . *euf.* Sëmundja e lisë.
BEL,~I i *m. rrallë sh.* ~E, ~ET. Pjesa më e ngushtë e trupit të njetiut midis kraharorit dhe kër-dhokullave; ijët dhe pjesa mbi kryqet, mesi; pjesa më e ngushtë e rrobave, që mbështjellin trupin në këtë vend. *Bel i ngushtë (i hollë, i gjerë, i trashë). Me bel të këputur* me bel shumë të hollë. *Rrethi i belit. Rripi i belit. Gjerësia e belit. Fusion (pallto) me bel. E kapi për belt. Vuri duart në bel. Me dhemb beli.*
-• M'u këput beli *shih te* KËPUTEM $_x$. Rri me duar në bel (në ij6, në brez, në mes) *keq. shih tek* IJË,~A.
BEL,~I n *m. sh.* ~A, ~AT. Vegël bujqësore ai lopatë, me teh trekëndësh, zakonisht me një këmbëz, që përdoret për të punuar thellë token ose për të hapur hendek. *Bel çatall* bel me tehun të trashë e të ndarë si bigë. *Bel ulluk* bel me teh të kthyer si lug që përdoret për të hapur gropa. *Bishti i belit. Punoj (kthej) me bel. Thellë një bel* thellë sa gjatësia e tehut të belit. *Bëj belin e parë* gërmoj (hendekun etj.) një radhë me bel.
• Beli ka (edhe) bisht *fj.u.* çdo veprim ka edhe pa-sojat, dardha e ka bishtin prapa.
BELA,~JA . *sh.* ~, ~TË dhe ~RA, ~RAT
*bised.* 1. Punë që sjell të këqija e ngatërresa, vështirësi që sjell shqetësime, diçka e padëshirueshme dhe e mërzitshme; kokëçarje. *Bela e madhe (e keqe). Punë me bela. Isha në bela. E ka bela. I ra një bela. E zuri belaja. Ra në bela. E futi në bela. Ihapi belara. Shpëtoi nga një bela. S'u hyn belarave. E kërkoi vetë belanë.*
2. *krahin.* Shtrati i pjellës te kafshët. *E nxori belanë.*
+ *për* bela a) për ngatërresa, për të sjellë kokëçarje; b) për fat të keq. Kali i belarave njeriu, të cilit i mbeten në kurriz të gjitha ngatërresat e vështirësitë e të tjerëve; njeriu, të cilin e ngarkojnë me shumë
punë. la bëri bela *dikujt shih te* BËJ. Iu be (i ra) bela *dikujt* iu qep nga pas, iu be barrë; i ra me qafë. Gjeti belanë *m e dike a me diçka shih te* GJEJ. Me polli (me ndezi) belaja (groshi) *me dike shih te* PJELL. Me ra barku në bela *shak. shih te* BARK, ~U. E bleu belanë me para *shih te* PARA,~JA. Kërcen prifti nga belaja *tall, shih te* PRIFT,~I i.
BELAÇOR,~E *mb. bised. shih* BELAQAR,~E.
*Pëmijë belaçor.*
BELA MADH,~MADHI *m. sh.* ~MËDHENJ, ~MËDHENJTË *bised.* Njeri që u nxjerr vazhdimisht kokëçarje të tjerëve; njeri që duam të ketë bela të mëdha.
BELAQAR,~E *mb. bised.* 1. Që u nxjerr ngatërresa të tjerëve, që u bie me qafë të tjerëve; që kër-kon sherr, që nxjerr belara. *Çun belaqar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BELAS *ndajf. për* beli, për mesi. *Kapen (rroken) belas.*
BELAXHl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *shih* BEL-TAR, ~I.
2. *vjet. shih* BELSHAK,~U.
BELB *ndajf. shih* BELBËR. *Flet belb.*
BELBACAK,~E *mb. shar.* 1. I belbër.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Flet si belbacake.*
BELBACUK,~E *mb. shar. shih* BELBACAK,~E. BELBAN,~E *mb. shih* BELBËR (i, e). BELBAQ,~E *mb. shar. shih* BELBACAK,~E. BELBARAQ,~E *mb. shar. shih* BELBACAK,~E.
BELBE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Patë e egër, me trup të vogël, që, kur kělthet, nxjerr me ndërprerje një zë të mbytur.
BELBEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Bëhem i belbër; nis të me merret goja kur Has, filloj të belbëzoj.
BELBËR (i, e) *mb.* 1. Që i mbahet goja kur flet; që nuk i shqipton mirë fjalët. *Fëmijë të belbër.* 2. *Përd. em.* SipaS kuptimit të mbiemrit.
BELBËR *ndajf.* Duke m'u marrë goja, duke i shqiptuar keq fjalët; nëpër dhëmbë. *Flet belbër.*
BELBËROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* BEL-BËZOJ.
BELBËT (i, e) *mb. shih* BELBËR (i, e).
BELBËZAK,~E *mb.* Që shqiptohet si nëpër dhëmbë, që shqiptohet duke mërmëritur. *Fjalë belbëzake.*
BELBËZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes BELBËZOJ. *Belbëzimi i fëmijëve.*
2. E metë e të folurit, që shfaqet me shqiptim të ndërprerë e të cunguar të fjalëve. *Belbëzim i lehtë.*
3. Të folur i paqartë e i palidhur; fjalë të shqiptuara nëpër dhëmbë, mërmëritje.
BELBËZOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Me merret goja kur flas, i shqiptoj fjalët të ndërprera e të cunguara, me mbahet goja. *Belbëzon lehtë.*
*2.* edhe *kal.* Nis të flas, mësoj të shqiptoj fjalët e para të palidhura, të paqarta e të cunguara (perfëmijët e vegjël). *Ka nisur të belbëzojë. Belbëzon fjalët e para.*
3. *kal.* Them diçka nëpër dhëmbë, i shqiptoj fjalët jo qartë e përgjysmë, mërmërit, flas turbull; *keq.* llomotit. *Belbëzoi diçka (me vete).*
BELBËZUES,~E *mb.* Që del i paqartë, i cunguar c me ndërprerje; që shqiptohet keq; që dëgjohet si belbëzim (për zërin). *Zë belbëzues.*
BELBICË,~A *sh.* ~A, ~AT *zool, shih* BE-LUSHKË,~A.
BELBITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Luhatem; me-kem; *vet. vet a 111* ndizet e shuhet. *Belbitej flaka.*
BELCË,~A *sh.* ~A, ~AT. Qilim i trashë me thekë të gjata, që shtrohet zakonisht pranë vatrës; plaf, cull. *Belcë*

*e bardhë. Thekët e belcës. Shtroj belcën. Mbuloj me belcë.*
BELÇlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rreth hekuri, që i vihet kafshës për mesi ose në hundë për ta mbajtur me zinxhir. *Ari me belçik në hundë.*
BELEDIE,~A . *sh.* ~E, ~ET *hist.* Bashki (në kohën e sundimit osman në Shqipëri).
BELG,~U *m. sh.* ~ Ë, ~ËT. *shih* BELGJIAN, ~I.
BELG,~E *mb. shih* BELGJIAN,~E.
BELGJIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Belgjikës ose ai që e ka prejardhjen nga Belgjika.
BELGJIAN,~E *mb.* Që ka të bëjë me Belgjikën ose me belgjianët, që është karakteristik për Belgjikën ose për belgjianët, i Belgjikës ose i belgjianëve; që është krijuar nga belgjianët. *Popullsia belgjiane. Kufijtë belgjiane. Punëtorët belgjiane. Këngë belgjiane.*
BELGJIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Pushkë c prodhimit belgjian para Luftës së Dytë Botërore. *ra me belgjik.*
BELHOLLË *mb.* 1. Që e ka belin të ngushtë, mes-hollë. *Vajzë belhollë.*
2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit (për vajzat e grate).
BELI *ndajf. thjeshtligj.* 1. Haptas, qartë, në mënyrë të dukshme. *Bin beli* duket qartë, shquhet. *E bën beli* e tregon veten, e shfaq hapur.
2. *fj. ndërm.* Siç duket, me sa duket.
BELfCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Qershi, që bën kokrra të mëdha e me ngjyrë të bardheme; dardhë, miiër etj. me kokërr të verdhë në të bardheme. *Belicë] e vogël. Belicë e egër (e butë).*
2. *krahin.* Dele e bardhë, bejkë.
3. *përd. mb.* Që i ka kokrrat të bardheme. *Qershi belicë.*
BELIK,~E *mb. vjet.* 1. Që ishte prone e shtetit, që e shiste shteti, shtetëror (për një prone, mall etj.). *Mall belik. Tokë belike. Grurë belik. Fare belike. Shtëpi belike. Mbeti belik.*
*I\ si em.* ~, ~U *m. sh.* BELlQE, BELlQET. Prone e shtetit, mall i shtetit. *Malli i belikut.*
•^ Mall belik diçka, për të cilën nuk bchet merak njeri, mall pa zot.
BELKËPUTUR *mb. 1.* Që e ka belin shumë të hollë, meskëputur. *Vajzë belkëputur.*
*2. Përd. em.f.* sipas kuptimit të mbiemrit (për vajzat dhe grate).
BELOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Punoj token me bel. *Beloj token.*
BELOR,~E *mb.* Që vjen i ngushtë në mes, që është me bel (për rrobat). *Fustan belor.*
BELORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Bluzë e shkurtër grash, që vjen deri në bel e vishet mbi këmishë. *Ve-shur me belore. Qep një belore.*
BELOT,~l *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre e ven-deve mesdhetare, me degë që thyhen lehtë, me gjethe të trasha, të lëmuara e përherë të gjelbra, kokrrat e së cilës përdoren për ngjyrosje.
BELQlM *pj. vjet.* Ndoshta, mbase. *Belqim vjen. Belqim kthehet.*
BELSHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Fshatar i varfër, që punonte me bel me mëditje (zakonisht jashtë fshatit të tij).
BELTAR,~I *m. sh.* —Ë, ~ËT. Ai që punon me bel.
*Skuadra e beltarëve.*
BELUNAZË *mb. poet.* 1. Që e ka belin shumë të hollë, meskëputur. *Vajzë belunazë.*
2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit (për vajzat
dhe grate).
BELUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Shkurre e vogël e vendeve të ftohta, me gjethe përherë të gjelbra, me lule të vogla si këmborë ngjyrë trëndafili të hapur, që bën kokrra të vogla, të kuqe dhe pak të tharta; kokrrat e kësaj bime. *Shkurre (kokrra) belushi. Mbledh (ha) belushë.*
BELUSHKË,~A *sh.* ~A, ~AT *zool.* Troftë më e vogël se korani, në ngjyrë argjendi, që rron në liqenin e Pogradecit. *Vezë belushke. Zë belushka.*
BELLUZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Cohë e lëmuar dhe me Shkelqim, me push më të gjatë e më të rrallë se të kadifesë. *Belluz i zi. Fustan (pallto) belluzi. Mbu-lesë (perde) belluzi.*
BEMOL,~I *in. muz. 1.* Shenjë e posaçme, që tregon se një note ulet një gjysmë toni.
2. *përd. mb.* Një gjysmë toni me poshtë (për notal). *Shkruar në si bemol.*
BEND,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. Pellg me një ledh si pritë, ku grumbullohet ujë për të ujitur ose për një punë tjetër; hauz. *Bend uji. Bendi i mullirit. Hapëm një bend. Gjuaj peshk në bend.*
BEND,~I ii *m. kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Shpoti, fjalë e thënë me thumb; fjalë të kota, gjepura. *FIet (nget) me bende. U kapën me bende. Shet bende.*
*1.* Arsye të kota, që nuk qëndrojnë. *Nxjerr (qet) bende.*
*ir* Është në bend të mirë është në qejf.
BEND,~I m *m. sh,* ~E, ~ET *keq.* Ai që i shkon pas dikujt për të përtituar prej tij. *Bendi i beut.*
BENEVREKË,~T . *vet. sh.* 1. Lloj pantallonash të gjera prej pambuku a prej mëndafshi, zakonisht të bardha e me rrallë të zeza ose në ngjyrë manu-shaqe. *Benevrekë burrash (grash). Veshi benevrekët.*
*2.* Të mbathura leshi a pambuku, të trasha e të gjata deri në fund të këmbëve. *Mban benevrekë.*BENË,~A . Ana e veriut; vend që e rreh veriu. *Benë e shullë* veriu e jugu.
BENG,~GU i *m. sh.* ~CJE, ~GJET *zool.* Zog shtegtar sa një harabel, me pupla në ngjyrë të verdhë të ndritur, me krahë të zinj e me sqep të kuq, që ushqehet me fiq; filcës. *Tufë bengjesh. Femra e bengut.*
BENG,~GU ii *m. sh.* ~GJE, ~GJET *krahin.* Gjerdan me gurë të çmuar ose me florinj. *Beng me margaritarë.*
BENIAMIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që gëzon dashuriaë dhe përkrahjen e veçantë të dikujt, i për-këdheluri i dikujt. *Është beniamini i dikujt.*
BENZINATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *del.* Anije e vogël me motor, që punon me benzine. *Hipi në ben-zinatë. Udhëtoi me benzinalë.*
BENZINË,~A . Lëng i hollë e pa ngjyrë, me erë të forte, i avullueshëm, i cili nxirret nga nafta, ndizet hpejt dhe përdoret për motorë, në industri etj. *Benzine e paster. Erë benzine. Depo benzine. Motor me benzine. Çakmak me benzine. Pastroj me benzine. Tret në benzine. Ndizet si benzine. Punon me benzine.*
# I vuri benzinën e shkatërroi krejt, e përvëloi. I hedh benzine (vajguri) zjarrit nxit grindjen e dy ve-tave, acaron edhe me shumë mosmarrëveshjet, ndez me shumë )uftën. Lag drutë me benzine nxit sherrin, i hedh benzine zjarrit.
BENZOL,~I *m.* Lëng i hollë e i pangjyrë, me një erë të lehtë, i cili nxirret nga nafta, avullon e ndizet me shpejt se benzina dhe përdoret për disa Uoje motorësh, për

prodhimin e lëndëve ngjyrosëse, të lëndëve shpërthyese, të disa barnave etj. *Benzol për aeroplane. Motor me benzol. Pastroj me benzol.*

BEQAR,~E *mb.* 1. Që është në moshë të rritur dhe nuk është martuar; i pamartuar. *Djalë beqar. Vajzë beqare. Mbeti beqar.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Jetë be-qari. Banesë beqarësh. Beqare e moshuar.*

BEQARI,~A . 1. Të qenët i pamartuar në moshë të rritur; gjendja e atij që e ka kohën, po nuk është martuar. *Vitet e beqarisë. I dha fund beqarisë.*

*2. përmb.* Tërësia e beqarëve, të rriturit e pamartuar. *Ishte mbledhur beqaria.*

BEQARLLËK,~U *m. bised. shih* BEQARI,~A.

BER,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Hark; pjesë e një sendi e përkulur Si hark, lakesë. *Beri i urës. Bert i portës. Beri i harkut.*

*2.* Shigjetë prej thUpre a prej kërcellit të disa bi-mëve, që e hedhin me hark. *Ber frashri. Hark e ber. Shtie me ber.*

3. *zool.* Shigjetull

BERATAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës nga Berati ose ai që e ka prejardhjen nga Berati.

BERATAS,~E *mb.* Që ka të bëjë me Beratin ose me beratasit, që është karakteristik për Beratin ose për beratasit, i Beratit ose i beratasve; që është krijuar nga beratasit. *Familje beratase. Zejtarët beratas. Gurgdhendësit beratas. Këngë (valle) beratase. Veshje beratase.*

BERATÇE,~JA . *bised.* Valle popullore e kra-
hinës së Beratit, që luhet nga dy veta të zënë për dore; valle beratase. *Kërcej (luaj) beratçen.*

BERBECUL,~E *mb. bised.* 1. Varfanjak, i këputur, i leckosur; që i përkiste shtresës Së varfër të shoqërisë dhe shihej me përbuzje nga shfrytëzuesit.

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

BERBER,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka për mjesh-tëri të qethë flokët dhe të rruajë. *Brisk berberi. Bluza e berberit. Karrige berberi. Qethem (rruhem) te berberi. Punon berber.*

♦ Bëhet berber në kokën e tjetrit e meson diçka në kurriz të tjetrit. Te koka e qerosit të gjithë bëhen berberë;. *u. shih te* QEROS, ~I. Me rrove, të rrora, brisku (qe) i berberit dolëm barabar, pa fituar as njëri as tjetri, as me ke as te kam.

BERDANKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Pushkë e vjetër që mbushej me një fishek.

BEREQET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Drithë; të lashtat e mbjella dhe prodhimi i tyre. *Bereqet i mbttrë. Fare bereqeti. Vit me bereqet. Hambarët e bereqetit. Bëj bereqet. Mbledh bereqetin. Me bereqet! ur. Bereqetin e njeh drapri. fj.u.*

*2. fig.* Fryt, dobi; vlerë. *Punë (mbledhje) pa bereqet. Fjalë pa bereqet. S'ka bereqet. Lëmë pa bereqet.*

•*k* E kam me bereqet me ka duk.

BEREQETSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised. I.* Që ka të korra të mbara, që ka prodhim të madh; që sjell prodhim të mbarë. *Vit (mot) i bereqetshëm. Shi i bereqetshëm.*

*2. fig.* I frytshëm, i begatshëm. *Punë e bereqetshme.*

BERETË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Kapelë e rru-
mbullakët dhe e sheshtë prej stofi të butë, pa Strehë
dhe pa rreth anash. *Beretë burrash (grash). Beretë marinari (peshkatari). Mbaj beretë.*

BERETË,~A H . *sh.* ~A, ~AT. Revolver i vogël i prodhimit Italian. *Fishekë beretë. Qëlloi me beretë.*

BERËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* BER,~I.

2. Lioj drugëze e bërë prej kallami, me kllapa në të dy anët për të mbledhur fillm. *Mbush berëzën me fill.*

3. *zool.* Lloj bishtatundesi me ngjyrë hiri të ndrit-shme, që i ka këmbët shumë të holla.

BERIBAT,~E *mb. vjet.* 1. Që është i çrregullt e i shkatërruar sa s'ka ku të vejë me keq; i përlyer, i ndotur; që nuk vlen për asgjë. *Njeri beribat. Grua beribate. Shtëpi beribate.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).

*k* E bëri beribat e prishi fare, e shkatërroi sa s'ka ku të vejë me keq; e përleu, e ndoti.

BERIHA,~JA . *thjeshtligj.* 1. Thirrje kushtriroi, britmë për alarm; kushtrim. *Dha (bëri, lëshoi) be-rihanë. Vuri (ngriti) berihanë. E ndoqi me beriha.*

*2. përd. pasth.* Përdoret si thirrje për ndihmë në rast rreziku.

*it* Pas berihasë siç bëjnë a siç thonë të tjerët, nga t'i thonë, pas shumicës; kuturu, kot. për beriha për bujë, sa për të bërë zhurmë. E bën me beriha e bën me shumë zhurmë e bujë. I vuri berihanë e vuri dike në lojë, e talli më të thirrura e me britma.BERILIUM,~I *m. kim.* Metal i rrallë me ngjyrë argjendi në të hirtë, shumë i lehtë e i brishtë, që përdoret nc industri zakonisht në lidhje me metalc të t jëra *{simboli* Be).

8ERK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Lëvorja e brendshme më e hollë, që është nën lëkurën e trashë të disa drurëve.

2. *vet. nj.* Blanë, urrë. *heq berlcun.*

PERONJË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grua që nuk bën fëmijë; femër e kafshëve shtëpiake që nuk pjell; shterpë. *Mbeti beronjë.*

2. *përd. mb.* Qc nuk bën fëmijë; që nuk pjell; që nuk prodhon; shterpë. *Grua beronjë. Dele (dhi) beronjë. Tokë (are) beronjë. Miser beronjë.*

BERONJË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Oj^rpër i hollë e i gjatë, që i mbështillet njeriut a shtazcs përreth kur do ta hajë; ber, shigjetull.

2. *bot.* Ashe. *Fletë beronjë.*

BERSALIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Ushtar i trupave speciale të këmbësorisë italiane, të përgatitura për veprime të shpejta, që erdhën edhe në Shqjpëri gjatë Luftës së Dytë Botërore si trupa pushtuese. *Pendë bersalierësh* një tufë pendë gjeliqëkëta ushtarë e mbanin në kapelë.

BERR,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Bagëti e imët; një koke bagëti e imët (si njësi numërimi). *Mish berri. Lesh berrash. Dhjetë berra dhen (dhi). Ruaj (hullot) berral. Shkoj me berra. Theri një berr.*

*jr* I bëri berra i bëri copa-copa, i griu, i dërrmoi. Çdo berr varet nga këmbët e veta *fj.u.* a) secili për-gjigjet për punën e vet, secili i del zot vetes; b) çdo njeri duhet trajtuar dhe vlerësuar sipaS veçorive që ka, duhet parë me vete pa e futur në një thes më të gjithë të tjerët.

BERREJSHËM *mb. palak.* Që bën be në të rreme, qc gënjen dhe betohet se thotë të vërtetën. *Ngatë-rrestar dhe berrejshëm.*

BERRGATË,~A . Shkumë që )ëshon përsipër uthulla e prishur.

BESA *pj. bised.* Përdoret si fjalë e ndërmjetme, me kuptimin “me të vërtetë, të them të drejtënw. *Besa, mirë e*

*ke qëlluar. Besa, çupë si ajo nuk gjen. Besa, punët s'po na venë keq.*
BËSA-BESË,~A. 1. Zotim Solemn për të vepruar së bashku për një qëllim; fjala e nderit që jepet për të porkrahur dike ose për t'u lidhur me të. *Mik me besa-besë. Bëj besa-besën. E bëj me besa-besë. Lidhem me besa-besë. I zotohem me besa-besë.*
*2.* Përdoret si fjalë e ndërmjetme me kuptimin “me te vërtetë; për fjalë të nderit”. *Besa-besë, më të zor të matesh.*
BESATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Besëlidhës. *Besatar i Lidhjes.* 2. Besimtar; besni k.
BESATIM,~I *m. vjet.* Veprimi sipas kuptimit të foijes BESATOHEM. *Besatim me gjithë të shtypurit.*
BESATOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR *vjet.* Lidhem me besë me dike, bëj marrëveshje me dike për veprime të përbashkëta. *U besatuan të gjithë.*
BESË,~A . 1. Fjalë e dhënë për diçka të rëndë-sishme, premtim që jepet me dëshirë dhe me sigurinë
se do të mbahet, fjalë e nderit për të plotësiiar me-doemos një detyrim që merret përsipër. *Besa shqiptare. Besa e burrit. Fjala e besës. I jap besën. I rri në besë. Shkeli (theu, ktheu) besën. I doli nga besa. Besa e shqiptarit si purteka e aril. fj.u. Besa e burrit—pesha e gurit.fj.u.*
*2.* Bindja në çiltërinë e ndershmërinë e dikujt, be-simi i plotë te dikush a te diçka. *Ka besë* mund t'i besohet. *zë (i jap) besë* i besoj. *la la në besë.*
3. *vjet.* Zotim që shtëpia e një të vrari i jepte vra-sësit ose familjes së tij, që brenda një afati të caktuar të mos e merrte gjakun prej tyre; pezullim i armiqë-sisë ose i gjakmarrjes ndërmjet fiseve a katundeve në kohë të vështira, që arrihej me marrëveshje dhe sigurohej me fjalën e dhënë nga të dy palet; koha sa zgjaste ky zotim ose pezullim. *dha besë. Lidhi besë. Prishi besën. E vrau në besë. Zgjati besën.*
4. *vjet.* Mbrojtja që gëzonte miku nga mikpritësi sa kohë qëndronte tek ai ose gjatë udhëtimit deri në një vend tjetër; ndore; premtimi që i jepej dikujt se nuk do të pësonte gjë të keqe gjatë qëndrimit në një vend. *Ishte në besë të dikujt. E mori në besë. E thirri (i shkoi) në besë. 1 ra tie besë. E zuri në besë. E preu (e hëngri, e vrau) në besë.*
5. *vjet.* Marrëveshje për veprime të përbashkëta, që arrihej sipas fjalës së dhënë, besëlidhje. *Lidhën besën. Vunë besë k under dik ujtx* lidhën kun-dër dikujt. *Kishte besë me dike.*
*6.* edhe *sh.* ~Ë,~ËT *bised.* Besimi fetar, dogma dhe ritet e një feje; fe. *Besë e fe. Ndërroi (la) besën. Besa e shqiptarit është shqiptaria. fj.u.*
7. *vjet.* Besnikëri. *E ruajti me besë.*
8. *përd. mb.* ~ËS (i, e). Që e mban fjalën e dhënë, besnik. *Njeri (burrë) i besës. Grua e besës.*
Me besë që e mban fjalën e dhënë; që mund t'i besohet pa frikë, besnik. për besë! a) për fjalë të nderit; b) më të vërtetë (si fj. ndërm.). 8ashkuan besën *vjet. shih te* BASHKOJ. Si besa e gjarprit *shih te* GJARPËR, ~RI. S'pata besë mezi prisja, nuk me durohej. E preu (e hëngri) në besë a) e tradhtoi; b) nuk e mbajti fjalën e dhënë, e shkeli fjalën. Jo besa-besë e pesë e pesë po e dhe fjalën, duhet ta mbash. Mos i zër besë gjarprit! *fj. u. shih te* GJARPËR,~RI 2-
BESËKEQ,~E *mb.* 1. Që e shkel fjalën e dhënë, që s'mund a s'duhet t'i zihet besë, i pabesë.
2. *vjet.* Që e kishte të dobët ndjenjën e besimit fetar, që ishte i lëkundur në besimin e vet fetar.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. BESËKOTË *mb.* Besëtytë. BESËKOTËSI,~A *sh.* ~, ~TË *libr.* BeSëtytni.
BESËLIDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka lidhur besën për veprime të përbashkëta më të tjerët, pjesë-tar në një besëlidhje; aleat.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Krerët besëlidhës.*
BESËLIDHJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Marrëveshje për një qëllim të përbashkët, që mbështetet në zotimin solemn të pjesëmarrësve, lidhje për veprime të përbashkëta; aleancë. *Besëlidhja shqiptare. Besëlidhja e malësorive. Besëlidhja e Lezhës. Kuvendi i besëlidhjes. Bënë (krijuan, formuan) një besëlidhje. Hynë në besëlidhje.*BESËMIRË *mb. vjet.* Që i përmbahej një bcsimi fetar pa pasur dyshime për të.
BESËPAKË *mb.* 1. Që nuk u beson Sa duhet nje-rëzve të tjerë ose forcave të veta, që nuk ka shumë besim te diçka. *Njeri besëpakë.*
2. *vjet.* Që nuk e kishte të forte besimin te feja.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
BESËPLOTË *mb.* Që ka besim të tnadh te dikush a në diçka, me besim të plotë; që është i sigurt.
BESËPRERË *mb. keq.* 1. Që të pret në besë, që s'e mban besën e dhënë, i pabesë. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BESËQEN,~E *mb. shar.* 1. Që nuk e mban besën e dhënë, i pabesë. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BESËSHKALË *mb.* 1. Që nuk e mban besën e dhënë, që e shkel besën, tradhtar. *Me mirë i vdekur se besëshkalë. fj.u.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BESËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që hynte si ndërmjetës në mes të dy palëve në gjak për të ndër-prerë hakmarrjen për një kohë të caktuar. *Hyri be-sëtar.*
BESËTAR,~E *mb. vjet.* 1. Besnik. *Burrë (luftëtar) besëtar. Grua besëtare. Roje besëtare.*
*2.* Besimtar.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
BESËTYTË *mb. 1.* Që beson në gjëra të kota, që është i dhënë pas besimeve të kota. *Njeri besëtytë. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BESËTYTNI,~A . *sh.* ~, ~TË. Paragjykim i gabuar, sipas të cilit disa ngjarje e dukuri merren si shenja të fshehta, që parathonë të ardhmen ose që sjellin të mirën e të keqen; besim i verbër i njerëzve të prapambetur në forcat e mbinatyrshme, besim i kotë. *Besëtytni fetare. Njeri me besëtytni. Lufta kundër besëtytnive.*
BESËTYTNOR,~E *mb. libr.* Që mbështetet në besëtytni, që përshkohet nga besëtytnitë; që është besëtytni. *Legjendë besëtytnore. Nderim besëtytnor.*
BESËTHYER *mb. shih* BESËTHYES,~E. BESËTHYERJE,~A . *libr.* Shkelja e besës.
BESËTHYES,~E *mb.* 1. Që e shkel besën e dhënë, besëshkalë. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BESIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Bindje e forte se diçka është e vërtetë ose se do të kryhet patjetër; ndje-nja e sigurisë për dike që ka merita e veti të larta, bindje në çiltërinë, në ndershmërinë e në ndërgje-gjen e dikujt; siguria në forcën e arsyes ose në drejtë-sinë e dikujt; qëndrim i mbështetur në këtë bindje e siguri. *Besim i madh (i patundur, i pakufishëm). Besim i tepruar (i verbër). Besimi te Partia*

*(tepopulli). Besimi në fitore. Besim në vetvete. Besimi në të ardhmen. Mungesë besimi. Kam besim* jam i bindur; besoj. *Shpreh besimin. I ngjall (i frytnëzoj) besim. I forcoj (i shtoj) besimin. la lëkundi besimin. Me shtohet besimi. Mbush me besim. Humbi besimin në vetvete. I jap besim* i besoj, i zë besë. *Kam (meritoj, gëzoj) be-*
*simin e dikujt. Fitoj (humbas) besimin e dikujt. Shpërdoroi besimin e të tjerëve.*
*2.* Pranimi i dogmës dhe i riteve të një feje; një fe dhe përkatësia zyrtare në të. *Besimi fetar (i krishterë, mysliman).*
3. *kryes. sh.* Bindja e kotë në përfytyrime fetare e në paragjykime për diçka të mbinatyrshme; besëtytni, paragjykim. *Besimet e kota. Besimet e popujve të lashtë.*
BESIMPLOTË *mb. libr.* Që ka besim të plotë te dikush a në diçka; që shpreh besim të plotë, që përshkohet nga besimi i palëkundur. *Bashkëpunim be-simplotë. Buzëqeshje besimplotë. Shokë të pandarë e besimplotë.*
BESIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që beson dogmat e një feje; ai që pranon se ka perëndi, njeri fetar.
BESIMTAR,~E *mb.* Që beson në dogmat e një feje, që pranon se ka perëndi, fetar. *Njeri besimtar. Plaka besimtare.*
BESNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri besnik. *Është besnik i madh (i patundur).*
2. *fet.* Besimtar, ai që ndjek me përpikëri dogmat dhe kërkesat e një feje. *Besnik i fesë.*
BESNIK,~E *mb.* 1. Që e mban deri në fund zo-timin ose që nuk i shmanget asnjëherë detyrës së marrë përsipër; që ndjek pa u lëkundur një tjetër, më të cilin është lidhur nga një ideal a nga një qëllim i përbashkët; që nuk tradhton; që nuk i ndryshon ndjenjat dhe qëndrimin kundrejt dikujt a diçkaje, që e ruan deri në fund dashurinë për të ose që e ndjek dhe e mbron atë deri në fund. *Luftëtar (ushtar, shok, mik) besnik. Shoqe besnike. Grua besnike. Rojë bes-nike. Bir besnik i popullit. Ndihmës besnik i Partisë. I qëndroj (i rri, i mbetem) besnik.*
2. Që nuk largohet nga e vërteta, që përputhet plotësisht me diçka tjetër, që mund t'i besohet; i përpiktë. *Përkthim (riprodhim, përshkrim) besnik. Kopje besnike. Pasqyrë besnike e diçkaje. Historian besnik.*
3. Besimtar, që ndjek me përpikëri dogmat dhe kërkesat e një feje.
*-k* Qen besnik *i dik uj t* qen rojë i dikujt.
BESNIKËRI,~A . 1. Të qenët besnik, vetia e njeriut besnik; ndjenjë e qëndrueshme e dashurisë për dike; qëndrueshmëri e patundur në marrëdhë-niet e në lidhjet me dike, devotshmëri. *Besnikëri e madhe (e patundur, e pakufishme, e pafund). Besnikëria e shokut (e bashkëshortëve, e burrit, e gruas). Besnikëria ndaj atdheut (ndaj popullit, ndaj Partisë). Prove besnikërie. Mungesë besnikëhe. Mbroj me besnikëri.*
2. Qëndrim i pandryshueshëm kundrejt zotimeve dhe detyraVe; ndjekja dhe zbatimi me vijimësi e me këmbëngulje i parimeve, ideve, teorive, i një vije politike, i vendimeve, udhëzimeve etj. *Besnikëria ndaj parimeve të marksizëm-leninizmit. Besnikëria ndaj vijës (ndaj idealeve) të Partisë. Ndjek (vë në jetë) me besnikëri.*
3. Përputhje e plotë më të vërtetën ose me faktet; përpikëri kur riprodhojmë ose kur zbatojmë diçka. *Përkthej (përshkruaj, kopjoj) me besnikëri. E jap me besnikëri. Luan me besnikëri një pjesë muzikore. Zbatoj me besnikëri (një projekt).*BESNIKËRISHT *ndajf.* 1. Në mënyrë besnike, me; besnikëri. *shërbej besnikërisht. Mbroj (ruaj) besnikërisht. Punoj (luftoj) besnikërisht. Zbatoj besnikërisht.*
2. Në mënyrë të përpiktë, në përputhje të plotë më të vërtetën ose me faktet, me përpikëri, me besnikëri. *Përkthej (riprodhoj) besnikërisht. Pasqyroj besnikërisht.*
BESOHEM *vetv. (me një trajtë të shkurtër të për-emrit vetor në r. dhanore).* 1. I bie dikujt në besë, e lë veten në dorë të dikujt, i besoj atij.
2. *pavet.* Kam ndjenjën e sigurisë se diçka është e vërtetë ose se do të kryhet (përdoret zakonisht me mohim). *Nuk me besohet se do të vijë.*
31 *pavet.* Mendohet se diçka është e vërtetë ose se do të kryhet, kujtohet. *Besohej se ishte e vërtetë.*
41 *Pës. e* BESOJ 3. *Iu besua një detyrë. Me besohet një punë (një rol).*
BESOJ *kal.,* ~OVA, ~l)AR. 1. edhe *jokal.* E marr diçka për të vërtetë, pranoj që është ashtu ose që përputhet më të vërtetën, i zë besë. *Besoj një lajm. I bësoifjalët. Nuk u besoj shenjave. E beson lehtë diçka. Vështirë ta besosh.*
*l* edhe *jokal.* Kam bindje të forte se diçka do të kryhet, se diçka është e drejtë a e përpiktë; kam besim se dikush do t'i plotësojë shpresat e mia ose zotimet që ka marrë, mbështetem te dikush, i jap besë. *besoj popullit. I besoj shkencës. Besoj në drejtësinë. Besoj në të ardhmen. Besoj në aftësitë e dikujt. Besoj në pafajsinë e dikujt. Beso e kontrollo!*
3. I ngarkoj dikujt një barrë a një detyrë ose i jap diçka, duke pasur besim tek ai; ia lë në dorë; i them dikujt një lajm, një të fshehtë etj., duke pasur besim se nuk do t'ia tregojë askujt. *besoi një detyrë. I besuan një vend (një rol). I besoi fëmijët. I besoi një të fshehtë.*
4. Jam i mendimit; e quaj të mundshme, kujtoj. *E besoja të humbur. Besoj se po. Besoj se mjafton. Besoj se vjen. Besoj se kështu është. Besoj se e ke gabim. Besoj se do të pranojë.*
5. edhe *jokal.* Pranoj dogmat dhe paragjykimet për perëndinë dhe për fuqitë e mbinatyrshme, jam fetar. *Nuk e besoj zotin. Nuk i besoj me fesë.*
*ir* Nuk u besoj syve (veshëve) habitem shumë nga diçka e papritur që shoh (që dëgjoj). Nuk i beson as këmlshës së trupit nuk i beson askujt, nuk ka besim as te njeriu me i afert.
BESUAR (i, e) *mb.* 1. Që gëzon besimin e plotë të dikujt; që është besnik. *Njeri i besuar. Mik i besuar. Roje e besuar. Shtëpi e besuar.*
2. *si em.* ~, ~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që gëzon besimin e plotë të dikujt; besnik. *Të besuar it e tij.*
3. *si em.* ~, ~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të) *vjet.* Ai që ngarkohej nga dikush të kryente veprime në emër të këtij me fuqi të plota, ai që vepronte sipas porosive të dikujt.
BESUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund t'i besohet, që mund t'i zihet besë; i besuar. *Lajm i besueshëm. Burim i besueshëm. Njeri i besueshëm.*
BESUESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i besueshëm, vetia I e diçkaje që është e besueshme. *Besueshmëria e thënieve.*
BESHAMEL,~I *m. gjell.* Salcë e trashë, që bëhet me vezë, me qumësht, me miell e me gjalpë; salcë qumështi. *Pure patatesh me beshamel.*
BESHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Profkë, gënjeshtër. *Na ngopi me beshte.*
BESHTEMADH,~E *mb. krahin.* 1. Që gënjcn shumë, profkëmadh.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BESHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot., krahin.* KuS-kutë. *Ferrave e beshtave.*
BETA . *palak. spec.* Emri i shkronjës së dytë të alfabetit grek; përdoret si simbol ((3) në matematikë, në astronomt e në rizikë për të shënuar të dytin kind, të dytin yll, një lloj rrezesh, grimcash etj. në vargun e emërtimit të tyre. *Rrezet beta. fiz. Thërrmija (grimca) beta. fiz.*
BETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Ai *qjb* dësh-monte për pafajësinë e dikujt, duke u betuar së bashku më të tjerët. *Be me betarë. Thirri (vuri) bet are. E lau me betarë.*
BETEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj fiku i lashtë, kokërrmadh e i ëmbel. *Betec i zi (i bardhë).*
BETEJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ndeshje e arma-tosur ndërmjet forcave të mëdha të ushtrive kundër-shtare në një fushë lufte; ndeshje vendimtare ndërmjet forcave të ushtrive ndërluftuese. *Betejë tokësore (aj-rore, detare). Betejë e ashpër (e përgjakshme, vendimtare). Beteja për çlirimin e Tiranës. Beteja e Torviollit. Plani i betejës. Hyri në betejë. Nisi (filloi, fitoi, humbi) betejën. I dha betejë. Doli nga beteja. Ra në fushën e betejës.*
2. Ndeshje e ashpër ndërmjet forcave shoq5rore kundërshtare për qëllimet dhe interesat e tyre. *Betejat klasore. Betejë politike (elektorale).*
3. *fig.* Veprimtari e gjerë, përpjekje të mëdha e të përqendruara për të plotësuar një detyrë të rëndë-sishme, luftë. *Beteja për bukën (për mbjelljet e pran-verës, për korrjet, për plotësimin e planit, për kursimet). Filluan betejën.*
BETER,~E *mb. thjeshtligj.* 1. Ikeq sa s'ka ku të vejë me; i shëmtuar; që s'ka fare vlerë. *Fëmijë beter. Me betere se të tjerat.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. •*k* U be beteri ndodhi një gjëmë e madhe, u be një kasaphanë e vërtetë, u be kiameti.
BETER *ndajf. thjeshtligj.* 1. Shumë, sa s'ka ku të vejë me, tepër. *Beter i shëmtuar (i rëndë, i keq). I bukur (i lartë) beter. Të këqija beter. E do beter.*
*2.* Shumë keq, aq keq sa s'ka ku të vejë me. *Është (u be) beter. I shkon puna beter. për beter për* faqe të zezë.
BETIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes BETOHEM. *Betimi para gjyqit.*
2. Premtim solemn për të qëndmar besnik, për të kryer deri në fund një detyrë ose për të vepruar në përputhje me ligjin; fjalët që përmban ky premtim. *Betim ushtarak (luftarak). Formula e betimit. Bëj (mbaj) betimin. Hanoi (shkeli) betimin.*
BETOHEM *vetv.* 1. Përmend një gjë të shtrenjtë a të shenjtë për ta sIguruar dike se them të vërtetën ose se do ta kryej diçka patjetër, bëj be; premtojme be. *Betohem për Partinë. Belohem për të vërtetën. Betohej për sytë e ballit.*
2. Premtoj në mënyrë solemne për të mbetur bes-nik, për të kryer një detyrë ose për të vepruar në për-puthje me ligjin, bëj betimin. *Betohem para Kuvendit Popullor. Betohem para flamurit. U betua para trupit gjykues.*
3. Jap besën, lidhem me besë së bashku më të tjerë për të kryer diçka. *U betuan për çlirimin e atdheut (për liri).*
BETOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *libr.* E lidh me be dike, e vë në be. *E betoi me be të madhe.*
BETON,~I *m.* Përzierje e çimentos me zhavorr e me ujë, që bëhet shumë e forte kur thahet dhe që përdoret si lëndë ndërtimi. *Urë (digë, shtyllë) betoni. Shtresë betoni. Nyjë betoni. Bëj beton. Mbush (vesh) me beton. Shtroj (hedh) betonin.*
BETONARME,~JA . *sh.* ~, ~TË. Beton i for-cuar me shufra hekuri, që përdoret në ndërtime t8 ndryshme. *Mur betonarmeje. Ndërtime me beton-arme.*
BETONIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BETONOJ, BETONOHEM.
*Betonimi i tunelit (i urës, i themeleve). Punëtor i be-tonimit. Bënë betonimin.*
BETONOHET. *Pës. e* BETONOJ.
BETONOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Mbush, vesh ose shtroj diçka me beton. *Betonojnë këmbët e urës (murin, tunelin, themelet).*
BETONTË (i, e) *mb.* 1. Që është bërë prej betoni; që është veshur me beton. *Shtyllë (urë, piste) e betontë. Mur i betontë.*
2. *fig.* I forte e i qëndrueshëm si betoni.
BETONUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që rae-rret me përgatitjen e betonit dhe me punimet e beto-nimit.
BETUAR (i, e) *mb.* 1. *keg.* Që nuk pajtohet kurrë me diçka, që qëndron deri në fund pa u lëkundur në të vetën, që nuk heq dorë kurrë nga qëndrimi i vet (për kundërshtarët). *Armik i betuar.*
2. *vjet.* Që ka bërë betimin për diçka.
BETUAR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të) *drejt.* Qytetar, që merr pjesë si anëtar gjyqi në shqyrtimin e disa çështjeve, SipaS ligjeve të së drejtës borgjeze. *Gjyqi i të betuarve. U caktua i betuar.*
BEZDl,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* Ndjenja e mër-zisë që na vjen nga diçka e pakëndshme dhe e padë-shirueshme; mërzi, shqetësim. *Bezdi e madhe. Sjell bezdi. E vuri në bezdi. Rri me bezdi. Kam bezdi* mërzi-tem. *E kam bezdi* me mërzit, s'e duroj. *E merr me bezdi. Ijep bezdi. Është për bezdi.*
BEZDIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Mërzit me diçka të pakëndshme a të padëshirueshme; i ndërpres punën, i prish qetësinë, i hyj nëpër këmbë, e shqetësoj. *Të bezdis në çdo kohë. Na bezdisnin mizat. Të bezdiste me pyetje. Bezdisi tërë lagjen. Me fal në të bezdisa! Po të bezdis pak.*
BEZDISEM *vetv. bised.* 1. Mërzitem kur vjen dikush a diçka e pakëndshme, lë punën e shqetësohem kur me ngacmon dikush ose kur me pengon diçka e padëshirueshme. *Mas u bezdisni, nuk do të rrimë shumë.*
2. *Pës. e* BEZDIS.
BEZDISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BEZDIS, BEZDISEM.
*Na sjell bezdisje.*
BEZDISSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* Që të sjell mërzi, i mërzitshëm; që të shqetëson me diçka të papëlqyeshme ose të padëshirueshme, që të ngatë-rrohet nëpër këmbë e s'të lë rehat. *Njeri (fëmijë) i bezdisshëm. Punë e bezdisshme. Vend i bezdisshëm. Udhë e bezdisshme.*
BEZDlSUR (i, e) *mb. bised. shih* BEZDISSHËM (i), ~ME (e).
BEZE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Pëlhurë pambuku pak e ashpër, e bardhë ose me ngjyra, që përdoret për çarçafë, për ndërresa etj. *Beze e bardhë (e ngjyrosur). Një cope beze. Këmishë bezeje. Fabrika e bezes. Mbuloj me beze.*
BEZGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre e ven-deve mesdhetare, me shumë degë të holla, me gjethe të zgjatura si heshtë e poshtë me push, me lulc të verdha e të

mbledhura tufë, që tërheqin bletët; sfaki. *Bezgë e egër. Bezgë e butë. Lule bezge.*
•*k* Vandak me bezga *mospërf.* njeri i trashë nga mendja.
BEZISTAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *yjet.* Pjesë e pazarit të tipit lindor, tërësisht a pjesërisht e mbuluar dhe e mbyllur me porta. *Dyqan në bezistan. Roja e bezistanit. Si në bezistan* me bollëk.
BEZTË (i, e) *mb.* Që është prej bezeje, që është bërë me beze. *Këmishë e beztë. Çarçafë të beztl.*
BEZHË *mb.* 1. Që ka ngjyrë kafe të çelur në të trëndafiltë a në të verdhë. *Ngjyrë bezhë. Pallto (këpucë, triko, stof) bezhë.*
*1. si em.* BEZHË,~A . Ngjyra kafe e çelur pak në të verdhë; boja që ka këtë ngjyrë. *Bezhë e hapur (e ndezur).*
BËÇITË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Grope, ku mblidhet uji që buron nga toka. *Pine ujë në bëçitë.*
BËHEM *vetv.* 1. Ndryshoj përbërjen, përmasat, trajtën etj., kthehem në një gjendje tjetër; filloj tS jem.; edhe *fig.* kthehem, shndërrohem; fitoj cilësi a tipare të tjera, jetoj e veproj si i tillë (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Bëhet i butë (i forte, ilehtë, i lëmuar). Bëhet i bardhë (i zi,i kuq). Bëhet i ëmbël (i hidhur, i kripur). Bëhet i gjatë (i madh, i hollë, i gjerë). Bëhem i mirë (i urtë, i zellshëm, i shka-thët, i bukur). U be i pasur (i varfër). U be i njohur (i famshëm, i forte). U be trim (hero). U be i mërzitshëm (rrugaç). U be budalla (qesharak). U be gull. Bëhet akull. U be një meter. Bëhet pale. U be cope-cope (retra). U be vrima-vrima (shoshë, shportë). U be vendi grope (breg, rrafsh). U be qumështi hirrë. U be dhëndër (nuse). U be nënë. Bëhet shprehi (za-kon, ligj, rregull). T'u bëftë gjak e dhjamë! ur. U be brume. U be daulle (kacek, fuçi)* u fry shumë. *U be fill (fshikull, furkë, finjë, gisht, trëndelinë...)* u do-bësua Shumë, u tret e u hollua. *U be lopë (lundër)* u Shëndosh Shumë, u fry. *Ishte bërë pastërma* ishte tretur e ishte tharë. *Ishte bërë qiri* ishte tretur. *U be dyllë (dhe, baltë, ftua, limon, gëlqere, çarçaf, mehtt) në fytyrë* u zbeh, u zverdh shumë në fytyrë, u irnos. *U be ujë (lëng)* u lag shumë. *U be flake (prush, spec, lulëkuqe)* u Skuq shumë në fytyrë. *U be tym (tyme mjegull). U be një grusht (një dorë, lëmsh, gogël)* u mblodh kruspull; u rrudh nga të ftohtët, nga frika etj. *U be Us* u rrit shumë nga shtati. *Bëhet kështjellë (kala, shkëmbgraniti). U be lob (qole,palaço, brashnjë, leckë). U be gogol (bubë). U be pengesë (gardh, mbu-rojë,i barrikadë, prag, shteg). U be simbol (flamur). U be shembull. Të bëhet mësim! Bëhem shkak. U be vegël e dikujt. U be finjë toka* u varfefua. *U be sterrë* u nxi. *U be hi (shkrumb, thëngjill)* u dogj krejt. *U be van për dike. Iu be barku daulle (hambar, lodër)* iu fry shumë barku. *Iu be qafa palë-palë. Iu be barku pete (dërrasë, grope)* kishte uri të madhe, Vdiq (ngordhi) për të ngrënë. *M'u be goja helm (pleh, shkrumb). U be gjysmë njeriu* u dobësua shumë; e humbi krejt. *Iu be jeta pus (skëterrë, varr). U be çengel (kockë e lëkurë)* u dobësua shumë. *M'u be koka dhallë (tym, daulle, finjë). M'u be mendja dhallë (lëmsh, mulli, çorap). M'u be mendja ujë* e humba toruan. *bëhem (i gjendem) nënë e baba. M'u be vëlla e shku-ar vëllait* m'u gjend si vëlla. *M'u be (si) burri i në-nës (njerk) dik ush përb.* me është mërzitur shumë, ! s'e duroj dot, s'e shoh dot me sy. *Themeli çati s'bëhet. fj.u. U bëftë gur! mallk.*
*2. vet. veta III.* Rritet dhe piqet, arrihet (për pemët, për perimet); jep prodhim të mbarë, rritet e jep pro-dhim. *U be gruri. U bënë shpejt qershitë (fiqtë, manat). U be rrushi. U bënë bathet (bizelet, kungujt, pjeprat). Nuk\ u be misri atë vit.*
3. Zhvillohem, rritem ose arrij në një gjendje a në tijë moshë të caktuar; *vet. veta III* është koha, është e domosdoshme a është e nevojshme për të kryer një yeprim me diçka a me dike ose për të marrë masa. *U be burrë (plak). M'u be mjekra. Iu be djali shok (vëlla)* iu rrit i biri e u be burrë. *U be për brisk* u be burrë. *U be gruri për të korrur. Iu be vajza për martesë (për nuse). U be kali për shale. U be djali për shkollë. U be demi për zgjedhë. If be buka për të hedhur në furrë. Është bërë dhoma për të fshirë. U be toka për të mbjellë. Iu bënë flokët për të qethur. Është bërë për t'u rruar. Është bërë për faqe të zezë. Ishte bërë për he-kura. U be për pike të hallit. Ç'u be në këtë ditë! U be për shkop* u plak. *Iu be goja për arapash. Është bërë për ujë të ftohtë. Është bërë për në plasë të derës. Është bërë për të kuar* është dobësuar shumë, s'është në gjendje të ushqejë veten nga pleqëria a nga ndonjë sëmundje. *Ishte bërë për të qarë hallin. Është bërë për të vrarë. shak. U bëfsh njëqind vjeç! ur. Mos u bëftë të bëhet! mallk.*
4. *vet. veta III.* Përgatitet; përfundon, mbaron, kryhet. *Po bëhet gjella. U be dreka (darka). U be kafëja. U be shtëpia. Detyra u be. Bëhem gati* përgatitem. *Gur; gur bëhet mur. fj.u. S'bëhet vreshti me urata, po me shata e me lopata. fj.u.*
5. *vet. veta HI* edhe *fig.* Formohet, krijohet, ngrihet; me shfaqet diçka në trup etj.; me del, me kthehet në diçka, me shndërrohet. *U be një vrimë e madhe. U be rrugë (shteg). U be një vijë. U be grope. Iu be koka me xhunga. Iu bënë buzët me plage. Iu be fytyra me puçrra. M'u bënë duart me kallo. Iu be një gungë (një plage). Iu be lëkura pulla-pulla. M'u be një lëmsh (një nyjë; një komb) në fyt (në grykë). Iu be lak në fyt (në grykë). Me bëhet xhumbë në grykë (në bark). Iu be buka drokth (gorricë, gjemb, shirit)* nuk i shkonte buka poshtë, nuk i hahej (për shkak të një hidhërimi, shqetësimi etj.).
6. *vet. veta III.* Ndodh, ngjet, zhvillohet; veprohet në një mënyrë të caktuar. *U be një mbledhje. Ndeshja nuk u be. Sot nuk u be mësim. U be dasmë e madhe. U be konferenca (kongresi). U be një demonstrate (një grevë, një manifestim). Bëhet një parakalim (një parade). Gjyqi u be. U be luftë (kasaphanë). Ç'u be me të? Si i bëhet? Ç'po bëhet aty? U be ç'u be. Le të bëhet ç'të bëhet! S'u be kiameti!*
7. *fig:* Vij në gjendje shpirtërore a shëndetësore të caktuar. *U be i lumtur (i pakënaqur). U be me inat (me qejf). U be helm (vrer, pike e vrer). Bëhem merak* merakosem, shqetësohem. *Bëhem shend e verë. U be keq* u sëmur rëndë. *U be me mirë* u përmirësua nga shëndeti.
8. *vet. veta III.* Kthehet në prone të dikujt, i përket, i takon; vlen si..., kthehet. *Pasuritë u bënë të po-pullit. Arti është bërë i masave. U be qëllimi ijetës së tij.*
9. Fitoj një profesiori, një mjeshtëri etj.; marr një grade a një titull; caktohem, emërohem në një punë a zgjidhem në një organ; marr përsipër një de-tyrë, kryej detyrën e... *U be mekanik (tornitor, traktorist, minator, mësues). U be shkrimtar (piktor, muzikant). U be mjek (inxhinier). U be Artist i Po-pullit (Mësues i merituar). U be kryetar (drejtor, brigadier, depute!). U be dëshmitar (dorëzënës).*
10. Merrem vesh a lidhem me dike për një punë, hyj në marrëdhënie a në lidhje me të; pajtohem në mendime me

dike; bashkohem, shkoj me dike, afro-hem shumë. *Bëhemi miq (shokë, krushq). U be aleat. Bëhem me të. U be kundër dikujt. Bëhem i shtë-pisë* familjarizohem. *Nuk bëhen midis tyre, bised.* nuk kanë marrëdhënie të mira, nuk japin e marrin, nuk hyjnë e dalin.
11. Lyhem me diçka; fëlliqem, përlyhem, ndotem. *Bëhem me shkumë. Bëhej me pudër (me të kuq). U be me baltë (me pluhur, me bojë). U be me njolla. U bënë me gjak.*
12. *bised.* Pajisem me diçka që me mungonte; me shtohet në familje dikush që me mungonte; gjej për vete diçka, siguroj. *U be me shtëpi. U be me ore (me biçikletë). U be me nuse (me grua). U be me djalë (me çupë, me fëmijë). U be me nip (me mbesë). U be me prindër (me baba, me nënë). U be me vëlla (me mo-tër). U be me shokë.*
13. *vet. veta HI.* Kalon një kohë e caktuar, mbushet një afat; arrin, është. *U bënë dhjetë vjet. U be viti (moti). Po bëhen tre muaj. U bënë tri ore. U be ca kohë që... Sa ditë u bënë ? U be një jetë e tërë. U bënë ditët. U be koha për t'u nisur. U be vonë.*
14. *kryes. veta HI vet. kr. thj. mospërf.* Nuk është i asaj moshe a i asaj shkalle ose nuk ka atë vlerë, që të krahasohet me mua; nuk është i denjë për t'u barazuar me dike, nuk meriton të përflllet. *U be dhe* a;... *U bëtë dhe ju... U bëre dhe ti... U be dhe koka e tij! U be veza të mësojë pulën! iron.*
15. *bised.* Hiqem, mbahem si...; shtirem *Bëhej për i ditur (për i zgjuar). Bëhej për budalla (si i pa-ditur). U be i sëmurë (si i vdekur).*
16. edhe *pavet.* Me duket, me del, me shfaqet, me ngjan si... *Me bëhet sikur... Me bëhet në ën-dërr. M'u be si im vëlla. M'u be fytyra e nënës para syve.*
17. *fig. bised.* Me del emri për diçka të keqe, fitoj nam të keq; me ngjitet diçka, krijohet mendim i keq rreth meje. *V be me fjalë (me llafe). U be me njollë (me cen). U be emër (u be nam)* ia zënë emrin në gojë për të keq, ka marrë nam të keq.
18. *kryes. sh. bised.* Arrijmë një sasi të caktuai,jemi (si numër); bashkohemi disa veta, mblidhemi së bashku. *Bëhemi tetë veta në shtëpi. U bëmë pesë shokë. U bënë dyqind kokë dele. Sa thasë bëhen gjith-sej? Sa veta bëhen? U bënë gjashtë brigada pune. Nuk bëhen shumë. U bënë njëqind lekë. Bëhen a s'bëhen dhjetë.*
19. *bised.* Ndodhem diku; *vet. veta III* gjendet, ësh-të. *Ç'u bëre? Nga bëhet ai? Se nga bëhet. Ç'u bënë këpucët? Ç'm'u be lapsi?*
20. *bised.* Lëviz, zhvendosem. *Bëhu me tutje! Bë-hem mënjanë.*
21. *vet. veta III bised.* Përbëhet. *Fshati bëhej nga dyzet shtëpi.*
22. *pavet.* S'kam dëshirë për diçka, nuk me pël-qen, nuk me vjen për mbarë. *S'më bëhet të ngrihem. STmë bëhet të iki. STmë bëhet tu shoh. S"më bëhet të lexoj. S^më bëhet ta zë me dorë.*
23. *pavet.* Vjen një mot i caktuar; krijohet një gjendje tjetër e kohës ose e mjedisit. *U be ditë (natë). Bëhet mëngjes. U be vapë (nxehtë, zagushi, ftohtë, fresk). U be thatësirë (lagështi). U be mjegull. U be errësirë (dritë). U be qetësi (rrëmujë). U be pus* u vrenjt shumë, u err fare.
24. *Përd. pavet.* sipas kuptimeve të foljes BËJ. *Ska si bëhet. Sipas vendit bëhet kuvendi. fj. u.*
25. *Pës. e* BËJ.
• U be abanoz *shih tek* ABANOZ,~I. M'u be akrep *shih tek* AKREP,~I i. Jane bërë ashër *shih tek* ASHËR,~RA. U be edhe (një here) kaq (aq) *shih te* KAQ. U be barut *shih te* BARUT,~I. 1 bëhet barrë *shih te* BARRË,~A 4. U be begun *shih* feBEGUN,~I. U be behar *shih te* BEHAR,~I. Iu be (i ra) bela *d i -kujt shih te* BELA,~JA. U be bërllok *shih te* BËR-LLOK,~U. U be bilbil *shih te* BILBIL,~I. U be bishë (ujk) *shih te* BISHË,~A. U be bisht (sëpate) *shih te* BISHT,~I. U be bisbtajë *shih te* BISHTAJË,~A. U be bllacë *shih te* BLLACË,~A. U be bozë *shih te* BOZË,~A. U be buburrec *shih te* BUBURREC,~I. U be bunacë *shih te* BUNACË,~A. Bëhem burrë *shih te* BURRË,~I i. U be byk *shih te* BYK,~U. Sa me s'bëhet sa s'ka ku të vejë me shumë. U be cironkë *shih te* CIRONKË,~A. M'u be cjepurr *shih te* CJE-PURR,~I. U bënë cokla *shih te* COKËL,~LA. Bëhem cope (copa, copash) *shih te* COPË,~A. Cope të bëhet! *shih te* COPE,~A. I bëhem çandër *shih te* ÇANDËR,~RA. U bënë cull *shih te* ÇULL,~I. Bëhu def! *shih te* DEF,~I. U be dele *shih te* DELE, ~JA. U be derr *shih te* DERR,~I. U be det *shih te* DET,~I. T'u bëftë diell! *ur.* të vaftë mbarë! U be për djall (për dreq) *shih te* DJALL,~I. U be dordolec *shih te* DORDOLEC,~I. U be dru (gur) *shih te* DRU,~RI. Bëhet dushk *shih te* DUSHK, ~U. U be erë *shih tek* ERË,~A. Bëhet eshkë *diçka shih tek* ESHKË,~A 3. Ishte (bërë) fare *shih te* FARE. Iu be fat (risk, kësmet) i erdhi diçka e mirë, zakonisht pa e pritur, arriti të ketë diçka që i pëlqen. Iu be ferrë (rriqër, çimkë, këpushë, rro-dhe) iu ngjit pas sa e mërziti, iu qep e nuk i ndahet. U be finjë *me dike shih te* FINJË,~A. Bëhet flrë *shih te* FIRË,~A. U bënë me fletë (me krahë) *shih te* FLETË,~A HI. U be fli (theror) *shih te* FLI,~JA. U be furde *shih te* FURDE,~JA. U be furkë *shih te* FURKË,~A. U be furtunë (tufan) *shih te* FURTUNË,~A. U be furrë *shih te* FURRË,~A. U be fyell *diçka shih te* FYELL,~I. Iu be gapërr *shih te* GAPËRR. la be grathël *dikush shih te*
GRATHËL,~LA. Bëhemi grnsht *shih te* GRUSHT, ~I,. U bënë gjak (mish e gjak) *shih te* GJAK,~U *i.* Iu be gjalmë *dikujt shih te* GJALMË,~A. S'u be i gjallë *shih te* GJALLË (i, e). U be hamull *shih te* HAMULL,~I. U be han *shih te* HAN,~I 2- U be harbi *shih te* HARBI,~A. Iu be harrje *diku shih te* HARRJE,~A. Iu be havale *dikujt shih te* HAVALE,~JA. U be hell *shih te* HELL,~I. Iu be hije *d i k u j t shih te* HIJE,~A. U be histori *diçka kryes. keq. shih te* HISTORI,~A. U be hut *shih te* HUT,~I. Iu be jorgan *dikujt shih te* JORGAN, ~I. U be katërsh *shih te* KATËRSH. Nuk bëhem dot katër *shih te* KATËR,~RA. U be kërcu *shih te* KËRCU,~RI. Iu be konak *dikujt shih te* KONAK,~U. I bëhem (i dal) krah *shih te* KRAH, ~U is. M'u be kripëiMA *te* KRIPË,~A. U be kur-ban *shih te* KURBAN,~I 3. M'u bëftë kurban! *mallk. shih te* KURBAN,~I 3. U be lakër *shih te* LAKËR, ~RA. Iu be lepitkë *dikujt shih te* LEPITKË,~A. U be lesh *shih te* LESH,~I. U bëftë lëmsb! *shih te* LËMSH,~I. U be lime *diçka shih te* LIMË,~A. U be lojë *e dikujt shih te* LOJË,~A. U be lule *shih te* LULE,~JA. U be Hum *shih te* LLUM,~I. Nuk m'u be mbarë edhe *poh. shih te* MBARË. U bëfsh një mëhallë! *ur.* u shtofsh e u shumofsh! I është bërë mullë në bark *shih te* MULLË,~A. U be njësh (një) me token *shih te* TOKË~A i. U be pasqyrë *shih te* PASQYRË,~A 5. U be petë *shih te* PETË,~A. U be përrallë *diçka shih te* PËRRALLË,~A. U be presh *shih te* PRESH,~I. U be problem *shih te* PROBLEM,~I. U be pule *shih te* PULË,~A 3. U *be pus d ik ush shih te* PUS,~I. M'u be pus *di ç ka shih te* PUS,~I.

Është bërë për pushkë *dikush shih te* PUSHKË,~A. Është bërë qengj *shih te* QENGJ, ~I 2. U be qiqër (kokërr qiqër) *shih te* QIQËR,~RA 2. Është bërë qumësht *shih te* QUMËSHT,~I. Bëhet rro~ goz *shih te* RROGOZ,~I. U be rrushkull *shih te* RRU-SHKULL,~I. U bënë sardele *shih te* SARDELE,~JA. U be spec (piper) *shih te* SPEC,~I. U be për shkalc *shih te* SHKALC,~I. I është bërë shtrat *shih te* SHTRAT, ~I. Bëhet (bie) shuall *shih te* SHUALL,~I. U be tape (thumb, livadh, xurxull, fushë, karroqe, bërryl) u deh keq, piu shumë. U be tërkuzë (litar) *shih tek* TËR-KUZË,~A. U be puna shirit *shih te* SHIRIT,~I. U be trung *shih tek* TRUNG,~U. Është bërë për troke *dikush tall, shih tek* TROKE,~JA. Bëhem me turp *shih tek* TURP,~I i. Është bërë turrë *shih tek* TURRË,~Ai. Tym të bëhet! *shih tek* TYM,~I. U bënë për thikë *shih tek* THIKË,~A. Iu be ujk *diçka shih tek* UJK,~U. I bëhet urë (urë e vig) *dikujt shih tek* URË,~A i. U be urë e zerë *shih tek* URË,~A ii. U be uthull *shih tek* UTHULL,~A. U be vaj *shih te* VAJ,~I. Iu be velenxë *dikujt shih te* VELENXË,~A. U be veri *shih te* VERI,~L'i. U be (doli) me vete *shih te* VETE,~JA. E bëri për vig *shih te* VIG,~U. S'i bëhet vonë *shih te* VONË. U be xhind *shih te* XHIND,~I. U be zjarr *shih te* ZJARR,~l. U be zhur *shih te* ZHUR,~I 3. I bëhet balta flori *shih te* BALTË,~A. I bëhej baltë në opingë *dikujt keq. shih tek* OPINGË,~A. U be baltë e pluhur *shih te* BALTË,~A. S'bëhet deng me rrush (s'bëhet rrushi deng) *fj.u. shih te* RRUSH,~I. T'u bëftë dita një mijë! *ur. shih te* DITË,~A. I bëhet ferra Brahim *shih te* FERRË,~A. Iu be gjaku mavi *shih te* MAVI. Iu bëftë hale në grykë! *mallk. shih te* HALË,~A. U bënë ka-shtë e koqe *shih te* KASHTË,~A. U be këmbë e dorë *shih te* KËMBË,~A. U be këmbë e krye *diçka shih te* KËMBË.~A. U be lesh (flokë) arapi *shih te* LESH, ~I. U be lesh e li *shih te* LESH,~I. U be lesh e mish*me dike shih te* LESH,~I. I është bërë mendja.., (koka... ) e ka gjithnjë mendjen te diçka, mendon vazhdimisht vetëm për të. Iu be mendja havale *shih te* HAVALE,~JA. U be një (njësh) me token *shih tek* TOKË,~A. U be përralla c botës *shih te* PËRRALLË, ~AJ M'u be plage në sy *diçka shih te* PLAGË,~A. Iu be pullë (poste) *shih te* PULLË,~A. U be pus pa fund *shih te* PUS,~I. T'u bëftë pushka top! *ur. shih tek* TOP,~I. M'u be qejfi pushkë *shih te* QEJF,~I. M'u bënë sytë ujë për *dike shih tek* UJË,~I. Shpalullat s'bëben tri *fj. u. shih te* SHPATULL,~A. Iu be shtëpia hithërishtë *shih te* HITHËRISHTË,~A. Iu be shpirti (zemra) cope (plage) *shih te* COPË,~A. U be tym e flake *shih tek* TYM,~I. U bënë thelë e cope *shih tek* THELË,~A. S'bëhet urë në gczhdalla *fj. u shih tek* URË,~A i. U be urë e gurë *shih tek* URË, ~Ai. Iu be vath në vesh *dikujt shih te* VESH,~I. Iu be vendi zjarr *shih te* ZJARR,~I. U be zot i vetes *shih te* ZOT,~I. Iu be zemra (shpirti) vrer (helm) *shih te* VRER,~I. Kur të bëhen dy ditë bashkë *iron, shih te* DITË,~A.

BËJ *kal.,* ~RA, ~RË. 1. Përgatit, prodhoj diçka, duke përpunuar një lëndë; ngre a ndërtoj diçka, duke përdorur sende të tjera, pjesë të ndryshine etj.; gatit diçka me punë, me duart e mia ose duke përdorur një vegël, një makinë a një mjet tjetër. *Bëj bukë (gjellë, një ëmbëlsirë). Bëj drekën (darken). Bëj tjegulla (tulla). Bëj gëlqere (qymyr). Bëri raki (verë, birrë). Bën çimen-to (lëtër, sheqer). Bën pëlhurë (qilima). Bën këpucë. Bëj çorape. Bën folenë (zogu). Bëj mur. Bëri një qerre (një tryezë). Bëj një fyell. Bënë shtëpi. Bëj një zjarr.*

2. Krijoj një vepër arti, një vepër shkencore etj.; hartoj, shkruaj, përpiloj. *Bëj një vjershë (një këngë). Bëj një roman (një tregim, një dramë, një hartim, një letër, një raport). Bëj një fjalor (një studim). Bëj një vizatim (një pikturë, një karikaturë, një port ret). Bëj një monument (një statujë). Bëj një film. Bëj progra-min. Bëj një plan.*

3. Merrern me diçka, kryej një punë a një veprim, veproj; zhvilloj një veprimtari të caktuar politike, ekonomike, kulturore, sportive etj.; zgjidh një çësh-tje, plotësoj një detyrë; kryej. *Bëj punë. Bëj detyrën. Bëj rojë. Bëj mësim. Bëj gjimnastikë (stërvitje, ndesh-je). Bëj operacion. Bëj kërkime (studime, eksperimen-te). Bëj agjitacion (propaganda). Bënte tregti. Bënte kontrabandë. Bëri pazarin. Bëj një problem (një ushtrim). Bën xhiro. jin.* shet mallin a qarkullon paratë. *Mirë e bëre. Ç'po bën ? S'bën asgjë. Bëj shumë për dike. Bëj të pamundurën. Bëj çmos. Ka (mbetet) shumë për të bërë. Ç'bën këtu? S"ke ç'bën! Ç'do të bësh nesër? Duhet bërë diçka. S'bën gjë pa pyetur. S'bën gjë tjetër veç... Ç'thotë, bën. Mendohu mirë, pa bëje. Bën za-konin. më të parë e më të bërë* si të vijë puna, si të shohim kur t'i vijë koha, shohim njëherë e pastaj veprojmë. më të *thënë e më të bërë* veproj menjëherë, pa u vonuar. *Bëj atë që duhet, mos vështro se ç'thuhet. fj.u.*

*4.* Hap një vrimë, një grope etj., çel (duke gërmuar a duke mihur dheun etj.); çaj. *Bëj një hendek (një kanal, një llogore, një transhe). Bënë themelet. Bëj gro-pa. Bënë një vrimë (një pus, një tunel). Bëj qilizmë. Bëj një vijë uji. Bëjnë rrugë. E bëj të ngushtë (të thellë).*

5. Organizoj e zhvilloj diçka; marr pjesë në ajë ngjarje, uë një veprimtari a në një punë. *Bëj dasmë (festë).,Bënë mbledhje (parakalim). Bëjnë gara. siënë një kongves (një konferencë). Bënë grcvë (demonstrate).' Bëjnë komplaie (intriga). Bën manevra. Bëri gjyq. Bëri luftë.*

*6. jig.* Ngre, kurdis, vë; i punoj diçka. *bëri pritë (pusi, një grackë). I bëri një lojë (një marifet, një rreng). I bëri hile. la bëri më të pabesë. la bëri me qëllim (en-kas, kastile, për inat). Mirë ia bëre! Ta bën prapa kra-hëve.*

7. Lyej diçka me një lëndë; zë diçka me një lëndë; fëlliq, përlyej me diçka, ndot. *Bëj murin me gëlqere. Bëj këpucët me bojë. Bëj plasat me allçi (me baltë). Bëj bukën me gjalpë. Bëj plagën me jod. Bëj me ilaç. Bëri buzët më të kuq. Bëj me pudër. E bëri me njolla (me pluhur). Bëj mjekrën me shkumë sapuni. I bëri duart me blozë. Bëri jlokët me këna. I bëri duart me gjak.*

8. Veproj mbi një njeri, mbi një kafshë a mbi një send, duke i lënë një shenjë, një gjurmë, një mbresë etj. *bëri një plage (një xhungë). I bëj një shenjë në krah (në kurriz). I bëj një të çarë. Bën vijë. Bëj një vijë me laps. I bëj një kllapë drurit. Me bën përshtypje.*

9. *kryes. jokal.* Kryej një lëvizje; lëviz, zhvendosem në një drejtim, eci drejt një pike, ia mbaj nga... *Bëj një lëvizje. Bëj prapa (përpara, djathtas, majtas, anash). Bëj mënjanë (me tutje). Bëj dy hapa. Bëj një rrotullim (një kërcim, një jluturim). Bëj tatëpjetë (nga dera, drejt shtëpisë). Treni bëri përpara. Nga bëri? Bëj shenjë me dorë. Ia bëj me gisht (me kokë).*

10. I nënshtrohem një veprimi; kryej diçka që lidhet me mua, duke iu nënshtruar një veprimi a një procesi; veproj mbi dike për diçka, ia nënshtroj dike një veprimi; përpiqem të ndikoj mbi dike. *Bëj banjë (dush). Bëj gargarë. Bëj një fotografi. I bëj një foto-grafi. Bëj radioskopi. Bëj banja dielli. Bëj rreze. mjek. I bëj*

*masazh. I bënë tortura* e torturuan. *bën lajka. I bëri kërcënime* e kërcënoi. *I bëj agjitacion. Bëj punë bindëse me njerëzit.*
11. I sjell dikujt një pasojë, i shkaktoj diçka; jam shkaktar për diçka, jam shkaku a burimi i një pasoje. *bëri një të mirë (një të keqe). I bëri të zezën. Të bënte gjëmën. I bëri një padrejtësi. I bën dëm* e dëmton. *bën dobi. Të bën kaps. Me bën mirë (keq). Bënë ma-sakra (kërdinë). Bënë zhurmë (shamatë, rrëmujë). Bëri bujë. E bëri të lumtur. E bënë me fjalë (me llafe)* e ngojosën, i nxorën fjalë të këqija. *E bëri me inat (me qejf). E bëri me nerva* e nevrikosi. *E bëri me turp. Ai ma bëri këtë! Çfarë i bënë? Ç'të bën kjo? S?të bën asgjë. Ç'farë po të bëj? Me bëni ç'të doni! Bën masë (kontakt). elektr. Ia bëri koka* vetë e pati fa jin.
12. E detyroj ose e nxit dike të kryejë një punë a një veprim; jam shkaku që... (me një folje në mënyrën lidhore). *E bëri të jlasë (të thotë, të bërtasë, të heshtë, të qajë, të qeshë, të inatoset, të mërzitet). E bëj të mendohet (të besojë). E bëj të lexojë (të më-sojë, të punojë, të vijë). E bën të rritet (të zhvillohet). E bëj të përparojë (të ecë, të ngrihet). E bëj të jluturojë. E bën të dërsijë.*
13. *bised.* Pajis me diçka, i jap a i sjell diçka, i siguroj që të ketë diçka, i gjej, i rregulloj. *E bënë me shtëpi. E bëri me shkollë (me zanat). E bëri me ore (me biçikletë). I bëri një nuse.*
14. I jap dikujt një detyrë, një grade a një titull, e emëroj, e caktoj në një punë; e quaj, e trajtoj, e paraqit ose e vlerësoj; e marr per... *E bëj minator djalin. E bënë kryetar (drejtor„përgjegjës, brigadier). E bënë ilero të. Punës Socialise (Artistië merituar). S bëj mik (sh?k).* "s *bëj timin. E bëj si lë shtëpisë. E bëri dhëndër (ai në thfirt). E bIri nenë, E bërt veten lë zgjuar. Të li:.-i p2r burfalla. E bSjnë të marrë. E bëri(per) qorr. E bënë për të vdekur* e quajtën, e lcujtuan për te vdekur.
15. E kthej në një gjendje tjetër, c shndërroj; jap një cilësi, një veti a një pamje të caktuar, i jap cilësitë a tiparet e dikujt a të diçkaje tjetër; e paraqit diçka si dua unë a si mendoj unë, duke e ndryshuar (edhe në një varg njësish ftazeologjike). *E bëj të butë (të forte). E bëj të lehtë* e lehtësoj. *E bëj të bardhë (të zi, të verdhë). E bëj të gjatë* e zgjat. *E bëj të gjerë* e zgjeroj. *E bëj të shkurtër* e shkurtoj. *E bëj të madh* e zmadhoj. *E bëj të vogël* e zvogëloj. *E bëj të lëmuar (të rrumbullakët). E bëj pjetlor. E bëj të shkathët. E bën qesharak. E bëri qull (ujë)* e lagu shumë. *E bëj qumështin kos (djathë). E bën ujin akull. E bëj mishin qofte. I bëri par at ë mall. I bëj qepët varg. I bëj flokët gërsheta. la bëri kokën tulle (rrikë)* e qethi shumë shkurt. *E bëj fillin lëmsh. E bëj zyrë. E bëj shtëpi ba-nimi. E bëri koloni. E bënë rob. Ky kostum të bën të ri. E bëri zakon (ves). E bëri çështje (problem). E bëri mishmash. E bëri gogol (tmerr). E bëmë prone të po-pullit. E bëri monopol* e monopolized. *E bëj flamur* e kthej në një simbol. *E bëri histori (legjendë). bised.* e mori nëpër gojë. *E bëri rrëmujë (han, pazar). E bëri lesh e li* e pështjelloi, e ngatërroi. *E bëri lëmsh* e ngatërroi keq. *E bëri çorap (çorbë). E bëri shesh. E bëri pelte (peshk, bukë, kopan, pistil), thjeshtligj.* e rrahu fort, e shqepi në dru. *E bëri gardh* e ktheu në një pengesë. *E bëri rrafsh (lëmë, lëndinë, bar)* e shkatërroi krejt. *E bëri thërrime (pluhur, për-shesh). E bëri fërtele (taker, retra)* e bëri copë-copë, e griu krejt. *E bëri cope (lëvere, çarçaf). E bëri shoshë* e bëri vrima-vrima. *E bëri petë* e shtypi krejt. *E bëri pale* e shtypi, e palosi. *E bëri pule (qengj)* e zbuti, e urtësoi, e shtroi, e nënshtroi. *la bëri pleh (këmbën, mishin)* ia vrau shumë, e shtypi keqas. *E bën fushë (shesh, livadh...) me lute* e paraqit shumë të lehtë një punë. *la bëj të lehtë* ia lehtësoj; ia paraqit të lehtë. *Ia bëri të mbaruar* ia paraqit i si të mbaruar një punë. *E bën buall diçka* e fryn tepër. *E bën tërkuzë (litar)* e zgjat shumë (bisedën etj.). *Ia bëri jetën pus (skë-terrë, varr)* ia bëri jetën shumë të rëndë, ia nxiu jetën. *Ia bëri shpirtin vrer* e brengosi shumë, e helmoi. *Ia bëri shpirtin derr* e mërziti shumë. *E bëri barkun daulle (katua, hambar, lodër)* e mbushi barkun shumë, u fry së ngrëni. *Ia bëri mendjen dhallë (tym, lëmsh, mulli, çorap, çorbë)* ia prishi mendjen, e hutoi krejt, e trullosi. *E bëri ditë* e ndriçoi Shumë. *E bëri natë* e errësoi shumë. *E bën akull* e ftoh Shumë. *E bëj pas-qyrë (xham)* e pastroj shumë mirë, sa të shkëlqejë. *Bëje ç'të duash! E bën të bardhën të zezë. keq.*
16. Pjell, lind; *vet. veta III* jep prodhim, prodhon, lëshon, nxjerr. *Ka bërë dy fëmijë. Bëri vajzë (djalë). Bëri binjakë. I ka bërë kokën* e ka pjellë, e ka lindur. *Bëri viç (lopa). Bëri dy qengja (deija). Bën vezë (pu-la). Bën qumësht. Bën mjaltë. Bën grurë (ara). Bën fare (kokrra, gjethe, lule, rrënjë). Bën shumë (pak). Sivjet bënë mollët (ullinjtë, qershitë...)* prodhuan shumë. *Kur të bëjë qarri ana. iron,* kurrë. *Kur të bëjë larushku rrush. iron,* kurrë. *S'bëjnë dardhat në shë-nëndre. fj. u.*
17. *vet. veta III.* Nxjerr nga vetja, lëshon, jep; jashtëqit. *Ullinjtë bëjnë vaj. Bën djersë (lëkura). Bën qelb (plaga). Me bëjnë lot sytë. Bën tym. Bën erë. Bën dritë (xixa, hije). Bën bajga. Bën ujët (nevojën).*
18. edhe *jokul. hyes. ve.a III.* Nxjerr njc zë a një tingulL, bën një zhurmë të caktuar. *Bën mu (lopa), Ben c.iu (zognj. Sen be Ulelja). Bën mjau (macja). Bën guga* gugav. *Bër! ça': (bam, plluq). BSri hi-hi-hi.*
*Bëri oh! Me bën veshipiu. Bën si gjel (si mace, si qen). Nuk bën zë* nuk nxjerr asnjë zë, nuk ndihet. *Bëri çak pushka* nuk shkrepi.
19. Nxjerr me punë a me një mënyrë tjetër, siguroj; fitoj. *Bëri para (pasuri). E bëjmë bukën vetë. E bëri misrin për gjithë vitin. I bënë drutë për dimër. Bëri emër* u be i njohur, i famshëm.
20. *bised.* Shpreh me fjalë, them; përgjigjem. *Bëj fjalë* flas. *Bën amin. përçm.* pranon pa kundershtuar, pajtohet me dike e i shkon pas avazit. *S'bën fjalë* nuk ndihet, nuk ankohet, nuk kundërshton.
21. *bised.* I paraqit a i parashtroj dikujt një kër-kesë, një lutje etj.; i dërgoj, i jap, i drejtoj. *bëj lutje (kërkesë). I bëj një ftesë. I bëj një urim. I bëj një pyetje. I bëj një letër (një telegram). I bëj një raport. I bëj të fata. Bëj thirrje. Bën urdhër* i jep urdhër dikujt. *bëj zë dikuj t* e thërres; i dërgoj lajm, e lajmëroj.
22. *bised.* Përgatit duke peshuar a duke i ndarë dhe ia jap dikujt; ndaj. *bëj dy kile mollë (palate, djathë). I bëj dy metra basmë (stof). I bëj pjesë dikujt* i ndaj me vete e i jap pjesën që i takon. *bëj një akullore (një konjak, një ëmbëlsirë). E bëri me dysh (me katërsh, në pesë copa).*
23. edhe *jokal.* Jam i zoti ose i aftë të kryej një punë, kam mundësi të kryej një detyrë a të zhvilloj një veprimtari; ia dal mbanë, ia arrij, jam në gjendje të përballoj diçka. *E bëj këtë punë. Bën çdo gjë. Nuk e bëri dot. E bëj vetë (me forcat e mia). E bëri mirë e shpejt. Bëj edhe pa të. Bëj edhe pa ngrënë. S'bën njëri pa tjetrin. S'bën dot pa syze. Ç'i sheh syri ia bën dor a. Ti qofsh si bën!*

24. *jokal. zakon. me moh.* ËShtë në gjendje të pu-nojë, të veprojë a të lëvizfl, punon (për organe të trupit të njeriut); kam fuqi, vullnet a dëshirë të kryej një veprim (edhe *fig.). S"më bëjnë këmbët (gjunjët, këllqet, duart). S'më bëjnë sytë. S'i bën koka. S'më bën goja ta them. S'më bën zemra.*
25. Përshkoj një rrugë a një vend, kaloj një ha-pësirë; udhëtoj me një mjet; kryej një punë a një lë-vizje (në një masë ose në një numër të caktuar). *Bëj një rrugë. Bëj gjysmën e rrugës. E bëj me këmbë (me tren, me biçikletë). Bën pesëdhjetë kilometra në ore. Bën dyqind rrotullime në minute. Bën katër rrugë në ditë.*
26. Kaloj një kohë (disa ditë, disa muaj etj.); mbush a plotësoj një kohë; kaloj. *Bëj vapën. Bëj pushimet në plazh. Bëj lejen. Bëri dyzet vjet. Po bën molin. Bëra dy ore që kam ardhur. Bëri ca kohë. Bëri dy muaj në fshat. Bëj dy ore mësim. Bëj një jetë të rregullt. S'i ka bërë ditët. S'e ka bërë muajin. Bëfshi natën e mirë! ur.*
27. *bised.* Kryej një detyrë a një punë në një kohë të caktuar; e përfundoj një punë; ndjek, vijoj; mësoj. *Ka bërë shkollë. Studimet i ka bërë në Universitetin e Tiranës. Bëj klasën e parë (vitin e fundit). Bëra një kurs kualifikimi. Bëj praktikën (stazhin). Bëj ushtrinë. Bëri kurbetin. Bëj gjuhë (gjeografi, letër si...).*
28. Formoj diçka me një tjetër a më të tjerë. krijoj një të tërë; *vet. vela III* përbën a jep një të tërë; del si përfundim, është batas. *Bën një lë tërë. Bënë një shoqëri. Bëjnë shumicën. B'n rmkje. Sjëqind centimetres bëjnë një meter. Njëqind kilogramë bëjnë një kuir.lal Sktatë ngjyrai kryaore bëjnë ylberin. Dy dhe dy bëjiw,"Mtër,*
29. *vet. veta III.* Merr një trajtë tjetër, ʳormonduke u ndryshuar. *Bën kthesë (rruga). Bën bërryl (lumi). Bën hark (muri). Bën lak. Bën dredha. Bën rrudha (pala). Bën xhep. E bën numrin shumës (gji-ninë femërore...). gjuft.*
30. Merrem vesh a lidhem me dike për të kryer një punë, lidh; vendos së bashku me dike për të bërë diçka, VendoS. *Bënë marrëveshje. Bëri kontratë. Bëri page. Bëj miqësi (krushqi). S'bëj pazarllëk. E bëj me fjalë me dike. E kemi bërë të nisemi nesër. E bënë me besa-besë* lidhën besë. *Bëri benë.*
31. edhe *jokal.* Sillem a Veproj në një mënyrë të caktuar. *Bëj si me thotë zemra. Bëj si me urdhërojnë. Bëj si të duash. Bën me kokën e tij (sipas kokës). E bëri me (pa) dashje. Si Via bëjmë? Bën si në shtëpinë e vet. Bën si fëmijë (si i marrëj. Bëj si mik. Mirë e bërë! Bën mirë të vish. S'bëri keg gë erdhi. Ç'të bësh! S'ke bërë mirë. Bëj si të bësh! S'di ç'bën. Nuk bën ashtu!* nuk është mirë të sillesh ashtu! *Bën sikur...* shtiret, vepron sikur... *Ç'do të bësh me djalin ? Ç'do t'i bësh djalit?* si do të veprosh me djalin? *Ç'do të bësh me syzet? Ç'do t'i bësh syzet?* si do të veprosh me syzet? *Si t'ia bëj hallit?*
32. *fig.* Kryej një veprim, qe zakonisht lidhet me karakterin, me sjelljen, me qëndrimin e me botëkup-timin e njeriut etj. *Bëri trimëri (heroizëm). Bëj sa-krifica. Bën mrekulli. Bëri marrëzi. Bëri faj (krim). Bënte turpe. Bëri një budallallëk (një proçkë). Bëri një dredhi. Bënte palaçollëqe. Bëj shaka. Bënte aven-turd. S'bën lëshime (hatëre, dallavere, hile). Bënë të nëniëdhjetenëntat* bënë të gjitha të këqijat. *Bën numra. thjeshtligj. Bën naze (ojna, lodra).*
33. Me përgatit diçka dikush e ma jep; porosit dikush diçka për mua; kryen një punë për mua, me mbaron një punë. *Bëj një pale rroba (një kostum, një pallto) te rrobaqepësi. Bëj një pale këpucë (te këpucari). Bëri flokët* u dha forme flokëve te floktari (për grate).
34. *jokal. \et. veta III bised.* Kushton, vlen; hyn në punë për diçka, përdoret për diçka; është i për-shtatshëm a i vlefshëm. *Sa bën? Sa para bën? Bënte shtrenjtë (lire). Bënte një djall e gjysmë. thjeshtligj.* kushtonte shume shtrenjtë. *Bën njëqind lekë. S'bën dy para (asnjë dysh, asnjë lek). S'bën asgjë. Nuk bën për zyrë. S'bën për të fjetur. Nuk bën për pantallona ky stof. Ky miell bën për pete. S'bënte ai për atë vajzë.*
35. *jokal. vet. veta III.* Është mirë, është e lejuesh-me, lejohet. *A bën të hyj? A bën ta di? S'bën kështu! Bën, s'bën... S'bën ta thuash! Pse s'bën?*
36. *jokal. vet. veta III.* Me nxë, me vjen sipas masës (për rrobat, këpucët etj.). *Me bëjnë këpucët (rrobat). S'më bën kapela. S'më bën unaza. S'i bën çelësi kësaj brave. S'i bën kapaku. S'i bën tapa. Ky xham s'i bën.*
37. *pavet.* Ka, është (për kohën, për kushtet atmos-ferike ose të mjedisit); mban një mot i caktuar. *Bën ftohtë (rtxehtë, vapë). Bën ngricë (acar, ciknë). Bën të ftohtë i madh. Bën butë. Bën thatësirë (lagështi, mjegull, ufëm). Bën ere (furtunë). Bën kohë e mirë (e keqe). Bën diell. Ka bërë dimër. Bën det* ka shumë dallgë, ka shtrëngatë në det.
38. Përdoret së bashku me emra (kryesisht prej-foljprë) ose me fjalë te tjera dhe formon togje të qën-drueshme, që kane në përgjithesl kuptimin e foljeve, më të cilat lidhen gjymtyrët e dyta të këtyre togjeve. *Bëj barazim* barazoj. *Bënë bastisje* bastisën. *Bëj be* betohem. *Bëj çudi* çuditem. *Bën dashuri* dashuron; dashurohet. *Bëri deklaratë* deklaroi. *Bën dritë* ndriçon. *Bëj 'durim* duroj. *Bëj klasifikitnin* klasifikoj. *Bëj kra-hasimin* krahasoj. *Bëj krasitje* krasit. *Bëj kursim* kursej. *Bëj lajmërimin* lajmeroj. *Bëj I idly e* lidh. *Bëj Ilogari* llogarit. *Bëj marshim* marshoj. *Bëj matje* mat. *Bëj ndregje~~ndieq. Bëj ndryshime* ndryshoj. *Bëj not* notoj. *Bëj paralajmërim* paralajmëroj. *Bëj përpjekje* përpi-qem. *Bëj plaçkë* plaçkit. *Bëj plehërimin* plehëroj. *Bëj një premtim* premtoj. *Bëj pritje* pres. *Bëj qitje* qit. *Bëj shëtitje* shëtit. *Bëj shitje* shes. *Bëj shkelje* shkel. *Bëj ujitjen* ujit. *Bëj vëzhgime* vëzhgoj. *Bëj vrojtim* vrojtoj. *I bën dredha* i dredhon. *I bënë gjygin* e gjykuan. *bëj nder* e nderoj. *la bëj ngarkim* ia ngarkoj. *bëj qëndresë* i qëndroj. *bëj stive* i stivos. *bëj shërbim* i shërbej. *Bëj përpara* përparoj. *Bëj pastrimin* pastroj. *Bëj bashkë (tok)* bashkoj. *Bëj gati* gatit. *Bëj pale* palos. *Bëj rrafsh* rrafshoj. *Bëj shesh* sheshoj. *E bëj të njohur (të ditur)* njoftoj.
39. Përdoret si folje gjysmëndihmëse së bashku me një folje tjetër, me kuptimet "nis, zë, filloj, marr të...; përpiqem, matem". *Bëj të ngrihem. Bëj të dal. Bëj të flas. Bëj të marr. Bëj ta kap (ta zë).*
•*k* Aq me bën *shih tek* AQ. Se s'bën medoemos, patjetër, detyrimisht. E bën për asgjë *shih tek* ASGJË. Bëj si bëj ia dal mbane në një fare mënyre. Bën ç'bën (dhë...) a) përpiqet sa përpiqet dhe...; b) përsërit një veprim here pas here, një me dy dhe... I bëri bajgën *dikujt a diçkaje thjeshtligj. shih te* BAJGË,~A. Bën baltë *tall, shih te* BALTË, ~A. E bëri baltë *diku shih te* BALTË,~A. Bëj (vë) ballafaqe *shih te* BALLAFAQE. Bëri (dha) ballë u duk nga larg, sapo doli. I bëj ballë *dikujt a diçkaje* a) i qëndroj pa u përkulur, e përballoj; b) arrij të bëj diçka, ia dal në krye. Ia bëri bam *shih te* BAM. Bën bark *shih te* BARK,~U. E bëri batall *diçka shih te* BATALL. Ia ka bërë benë është betuar ta ndësh-kojë si duhet sa t'i jepet

rasii. E bëj beh *shih te* BEH, ~U. Bën beh *shih te* BEH,~U. Ia bëj behun *shih te* BEH,~U. S'i bëj beh *shih te* BEH,~U. Ia bëri bela *dikujt* i ngarkoi një punë të lodhshme a të mër zitshme, ia bëri barrë. E bën beli *shih te* BELI j. Bën bisht (i bën bisht) *shih te* BISHT,~I. Ia bëri bletë *shih te* BLETË,~A. Ia bëri bof *shih te* BOF. E bën bokë *dike shih te* BOKË,~A. Ma bëri borxh *shih te* BORXH,~I. I bën buzë (hundë) *diçkaje shih te* BUZË,~A. E bëri byk *shih te* BYK,~U. E bëri cope (thërrime, cope e çikë, cope e kothere, cope e thërrime, cope e grime) e shkatërroi krejt, e shpartalloi, e dërrmoi. Nuk bëri çak *shih te* ÇAK. E bëri (e qiti, e nxori) çirak *dike* edhe *iron, shih te* ÇIRAK,~U. Bëj çmos (e çnuk) *shih te* CMOS. Nuk bën çorap *m e dike shih te* ÇORAP,~I. S'po bëj çorap *shih te* ÇORAP,~I. E bëj dalje *diçka fin. shih te* DALJE, ~A. I bënë dasmën *dikujt iron, shih te* DASËM, ~MA. E bëri daulle *dike përçm. shih te* DAULLE, ~JA. Bëri dava *vjet. shih te* DAVA,~JA i. I bëj der-man *dikujt* e shëroj a e shpëtoj nga diçka; i gjej një rrugë zgjidhjeje. Bëj dert qaj hallin me dike, mundohem të gjej një zgjidhje për diçka që me shqe-tëson. E bëri dëm *dike shih te* DËM,~I. Bën dorë *shih te* DORË,~A. I bën dredha (plumbit) *shih te* DREDHË,~A. E bëri dritë *shih te* DRITË,~A 9. Bëri epokë *shih tek* EPOKË,~A. Bën figure të keqe *libr. shih te* FIGURË,~A. Bën flro *shih te* FIRO,~JA. Bëri (këmbeu, shkëmbeu, ndërroi) fjalë *me dike shih te* FJALË,~A. S'e bëj për fjalë (për zc) *shih te* FJALË,~A. Bën (ngre, gjen, zë) fole *shih te* FOLE,~JA. Ia bëri fora *shih te* FORA. E bëri fshesë *dike shih te* FSHESË,~A. E bëri fushë *diçka shih te* FUSHË,~A. Bëri furtunë (tufan)*shih te* FURTUNË,~A. E bëri furrë *diçka shih te* FURRË,~A. E bëri fyt *diçka shih te* FYT,~I. S'bëri gëk (s'bëri as gëk as mëk) *shih te* GËK. E bëri grope (vendin) *shih te* GROPË,~A. la bëri gropën *shih te* GROPË,~A3. Bëri gjah *shih te* GJAH,~U. Bëri gjak *shih te* GJAK,~U i. E bëj gjak (mish e gjak) *shih te* GJAK,~U i. S'e bëri të gjatë *shih te* GJATË (i, e). S'ia bëri të gjatë *d i k uj t shih te* GJATË (i, e). Të bën gjëmën *shih te* GJËMË,~A. Bën gjumë a) fie; b) nuk punon a nuk vepron, nuk e ndjek një çështje etj., He. E bëri me gjyq *shih te* GJYQ,~I. Bëri gjyq *me dike shih te* GJYQ,~I. E bëri hak *shih te* HAK,~U. Bëri hall *shih te* HALL,~I3. la bëri hallall *shih te* HALLALL, ~I. la bëri haram *diçka shih te* HARAM,~I. Bëri hatanë *thjeshtligj. shih te* HAT A, ~JA. E bëri belaq *thjeshtligj. shih te* HELAQ. Bëj hesap sa... *shih te* HESAP,~I. E bëri hi (hi e pluhur, shkrumb e bi) *diçka shih te* HI,~RI. E bëri gur e hi *diçka shih te* GUR,~I. I bën hije. *shih te* HIJE,~A. Nuk i bën hije *askujt shih te* HIJE,~A. E bëri horr *dike shih te* HORR,~I. E bëj hyrje *diçka fin. shih te* HYRJE,~A. la bën hyzmetin *një pune shih te* HYZMET,~I. E bëri me inat *me dike shih tek* INAT,~I. I bën iso *shih tek* ISO,~JA. I bëj jehonë *shih te* JEHONË,~A 2. Bëj jetë jetoj në kushte të mira, rroj mirë. Bëri ka-rrierë *libr. shih te* KARRIERË,~A 1. Bëj këmbë a) eci; b) hyj i pari, kaloj i pari pragun në një ditë të caktuar (në një shtëpi). Bëri kiametin *shih te* KIAMET,~l. Bëri konak *shih te* KONAK,~U. Kemi bërë krushqi *shih te* KRUSHQI,~A,. Bën kthesë ndry-shon qëndrimin a sjelljet (zakonisht për mirë), kthe-het në rrugë të drejtë. I bën (i jep) lak *diçkaje shih te* LAK,~U. E bëri lanet *dike a diçka shih te* LANET,~I. E bëri leckë (rreckë, paçavure...) *shih te* LECKË,~A. E bëri për një lek *shih te* LEK,~U. E bëri lëmin *d ik u s h* e bëri një të keqe a mënxyrë; arriti të bëjë një veprim të keq a një dëm të madh. Bën ligjin *keq. shih te* LIGJ,~I. Bën lodra *shih te* LODËR,~RA2. Bën lojën *e dikujt shih te* LOJË, ~A. E bëri Hoc a) *d i ç k a* e prishi fare një punë, i ngatërroi gjërat; b) *dike* e rrahu shumë, e shqepi në dru, i theu brinjët. E bëri Hum *shih te* LLUM,~I. I bëri magji *vjet. shih te* MAGJI, ~A 3. Bën majë duket sheshit, shfaqet haptazi. E bëri (e zuri) mat *dike shih te* MAT,~I. Bëj (me) mend *shih te* MEND,~TË. la bëri minusbë *shih te* MINUSHË,~A. Bën moral *shih te* MORAL,~I 2. Bën mu *shih te* MU. Bëri namin *shih te* NAM,~I 2-S'e bën nëna *shih te* NËNË,~A. E bëri nuse (lule, usta, çeço) e qortoi ose e rrahu dike, e bëri që të jetë i bindur dhe i shtruar, e solli në vete. Bëri njërën *shih te* NJËRA. E bëri (mendjen) okë për *diçka shih tek* OKË,~A. S'të bën për osh *shih tek* OSH. E bëri palaço *dike shih te* PALAÇO,~JA. Bën pallë *shih te* PALL Ë, la bëri paq *shih te* PAQ 4. Bëj (çel,
hap) një parantezë *libr. shih te* PARANTEZË,~A 1. Bënte pazar a) jepte e merrte me shitësin (me blerësin) për çmimin e mallit; b) diskutonte shumë me dike për të arritur ndonjë lëshim etj. Bën përjashtim ësh-të rast i rrallë dhe i vetëm. Bën (shkon) përpjetë *shih te* PËRPJETË. Bën (shkon, merr) poshtë *shih te* POSHTË. S'të bën për se nuk të përflll, nuk të begenis. E bëri përshesh *shih te* PËRSHESH,~I3. Bëj pjesë hyj, futem diku, jam anëtar a pjesëtar i diç-kaje. la bëri pus *diçka shih te* PUS,~I. Bëri pushkë (dyfek) luftoi, u ndesh me armë. Bëj qejf *shih te* QEJF, ~I 1. la bëj qejfin *dik ujt* ia plotësoj dëshirën, nuk ia prish zemrën. I bën qejfin vetes *keq.* i mbush mendjen
vetes për diçka se ashtu është siç mendon ai, se do të bëhet ashtu siç do ai. I bëj (i lë) radhë *dik ujt* e lë të flasë, nuk e pengoj. E bëri rezil *vjet. shih te* REZIL,~E. Bën rrugë (udhë) *diçka shih te* RRUGË, ~A. E bëri rrugë (udhë) *shih te* RRUGË, ~A. I bëj (i lëshoj, i nap) rrugë (udhë) *dik ujt shih te* RRUGË, ~A. E bëj sefte *shih te* SEFTE,~JA. Bën (mban) se-hir *shih te* SEHIR,~I. Me bënë sytë m'u duk, ashtu m'u duk, m'u be sikur... Ma bën me sy *shak. shih te* SY,~RI. Bëj shaka *me diçka shih te* SHAKA, ~JA. S'i bëj shamatë *dikujt shih te* SHAMATË, ~A. Bëra me shëndet *diçka shih te* SHËNDET,~I. Nuk ia bën shkrap *shih te* SHKRAP. I bëri shteg *shih te* SHTEG,~U. Bëj shyqyr *shih te* SHYQYR. Bëj timen a) jap aq sa kam mundësi; kryej një punë me aq sa varet nga unë; veproj me aq sa me takon; b) e përvetësoj, e marr diçka dhe e quaj timen, e për-qafoj; e shtie në dorë. E bëj tjegull *diçka shih tek* TJEGULL,~A. Bëj toka shtrëngoj duart me dike, i jap dorën një tjetri, kur takohem me të. E bëri tym (barut) *shih tek* TYM, ~I. E bëri ujem *shih tek* UJEM,~I. E bëj ujë *shih tek* UJË,~I,3- Bën vaki *shih te* VAKI,~A. Mos na bëj vapë! *thjeshtligj. shih te* VAPË,~A. I bëri (i hapi) varrin (gropën) *dikujt shih te* VARR,~I. Bëri vend *shih te* VEND,~I. I bëj vend *shih te* VEND,~I 5. Me bëjnë (me gënjejnë) ve-shët *shih te* VESH,~I. E bëri me (per) vete (pas vetes) *dike shih te* VETE,~JA. S'e bëj veten nuk e shfaq me shenja të jashtme njëndjenjë a një mendim, nuk tregohem, e përmbaj veten, përmbahem. E bëri vëng *dike shih te* VËNG,~U. E ka bërë vijë (vazhdë) *shih te* VIJË,~A. Bën xixë shkëlqen, është shumë e bukur, dallon nga snoqet (zakonisht për vajzat dhe nuset). E bëri zap *shih te* ZAP. Bëj zemër *shih te* ZE-MER,~RA 4. Kam të bëj më të *shih te* KAM. Sa para bën

*shih te* PARA,~JA. Shohim e bëjmë (duke parë e duke bërë) *shih te* SHOH. Bën be e rrufe *shih te* BE, ~JA. Bëj (shpie, vë) buzën në gaz *shih te* GAZ,~I n 2. S'i bën drutë të gjata *shih te* DRU ~JA. I ka bërë (i ka Iyer) duart me gjak *shih te* GJAK,~U 1. S'i bën dy bashkë *shih te* BASHKË. Pa e bërë (pa thënë) as një as dy *shih te* NJË. Bën hije mbi dhe *keq. shih te* HIJE, ~A. S'ia bën fjalën dysh *dikujt* nuk kundërshton, bindet pa e zgjatur, nuk ia prish fjalën. Bën fshat raë vete *shih te* FSHAT,~I. Bën gurin e gjakut *d* i *-k us h shih te* GJAK,~U 1. I ka bërë gurin e gjakut *shih te* GJAK,~U 1. Bëri gurët e zez *shih te* GUR,~I. Bëj (hedh) bapat e parë *shih te* HAP,~13. Bëj hapa përpara përparoj. Ka bërë hapa prapa *shih te* PRAPA. Bën hapa në vend *shih te* VEND,~I. Bën (mbeti, rri) në vend numëro *shih te* NUMËROJ. Nuk i bën bije (as) vetes *shih te* HIJE,~A. I bëri këmbët të lehta *shih te* LEHTË (i, e). Bën kulaç në hi *shih te* HI,~RI. I bën Hogaritë gabim *shih te* GABIM, ~I. E bëj (mendjen) okë për *diçka shih tek* OKË,~A. E bëri për pesë (për dy) para *shih te* PARA,~JA. Nuk i bën tërr veshi *shih tek* TERR. Nuk i bën syri tërr (dritë, hej, xëx) *shih tek* TËRR. I bëri veshët pipëz (bigë, curr, gërshërë, çift...) *shih te* PIPËZ,~A. Nuk e lë të bëjë cap *shih te* ÇAP,~I. Sot i bën hunjtë, nesër i djeg nuk e mban fjalën, e ha fjalën, është i paqëndrueshëm; të ha në fja-lë.

BËLTAÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. *krahin. shih* BËLTAJË,~A. *Bëltacat e kungullit. U be buka si bëltacë.*

2. Shtresa si llutbë a si pelte, që zë uthulla e nde-njur, shtrati i uthullës.

11 — 156BËLTAJË,~A.. *sh.* ~A, ~AT. Farat së bashku me shtresën që i mban në zemrën e kungullit ose të pjeprit; zemra e kungullit, e pjeprit ose e disa frutave, Shtrati i farave. *qëroj (i heq) bëltajat. Ishte kalbur deri në bëltajë.*

BËLTUC *kal.,* ~A, ~UR. Ngjesh shumë, shtyp fort diçka sa të bëhet si qull a si pelte.

BËLTUCET *vetv.* 1. Zbutet shumë, shtypet e bëhet si qull a si pelte, squllet.

2. Shtypet në një vend, bëhet grope nga një goditje (për enët e metalta). *U bëltuc gjymi (kusia).*

BËLLDUM *onomat. bised.* 1. Përdoret për të dhënc afërsisht zhurmën e një sendi që bie menjëherë e me force në ujë a në një lëng tjetër ose që përplaset përdhe. *Bie bëlldum në ujë. U hodh (u zhyt) bëlldum.*

2. *përd. kallëzues.* Bie a lëshohem duke u përplasur me zhurmë, përplasem; vij a hyj papritur e pa pyetur diku. *Bëlldum brenda në liqen. Bëlldum brenda në dhomë.*

BËMË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Vepër tri-mërie, trimëri e dikujt; veprim i shquar që mbetet i përmendur. *Bëmat e mëdha (e lavdishme). Bëma he-roizmi. Jeta dhe bëmat e Skënderbeut. Bëmat e Mujil e të Hal Hit. Kendoj (tregoj) bëmat e dikujt.*

BËRBËLIT *kal,* ~A,,~UR. I shqiptoj fjalët për-gjysmë, ngadalë dhe jo qartë; flas turbull e me zë të ulët; belbëzoj, mërmërit. *Bërbëlit fjalë të pakuptueshme. Bërbëlit me vete (me zemërim).*

BËRBËLITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes BËRBËLIT.

2. Fjalë që i shqiptojmë përgjysmë, ngadalë dhe jo qartë; mërmëritje. *Me bërbëlitje nëpër gojë.*

BËRBJEK,~U TO. *sh.* ~Ë, ~ËT *krahin* 1. Pjep6r a shalqi që mbetet i vogël e nuk piqet.

2. *fig.* Fëmijë i vogël; fëmijë i parritur, i mitur. *Bërbjekët e katundit.*

BËRCAK,~U TO. *sh.* ~Ë, ~ËT. I vogli i peshkut; peshk i vogël.

BËRCAN,~NI m. *sh.* ~NJ, ~NJTË. Ulli ko-kërrmadh e që ka pak vaj.

BËRCEK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Mashkulli i bletës; brumbull.

BËRCEL,~I *m. bot., krahin.* Tepë, okër.

BËRÇUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kalli misri që mbetet i vogël; koçan misri, misërishte. *Nxjerr bër-çukë.*

2. *fig.* Njeri me trup të shkurtër, shkurtabiq.

BËRDALEC,~I *m. krahin.* Sifiliz.

BËRDILË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesë e vegjës, çdonjëri nga të dy drurët midis të cilëve vihet krehri; tefe. *Bërdila e sipërme (e poshtme). Ndreq bërdilat.*

BËRDOKULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Gungë, xhungë. *Bërdokull në kokë. Iu be një bërdokull. Iu ngrit bërdokull.*

*2. fig. zakon. sh.* Fjalë të kota, gjepura, dokrra. *Thotë (shet) bërdokulla.*

BËRDHAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *euf.* Morr.

BËRË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Diçka që është kryer, diçka që është bërë ose që ka ndodhur;

punë a vepër e kryer nga dikush; veprim a sjellje e njeriut. *Të bëra e të pabëra. Të thënat e të bërat. Ndryshe e bëra, ndryshe e thëna. Të bërat nuk zhbëhen dot. fj.u. S'i ndan të thënat nga të bërat.* 2. Bëmë. *Të bërat e të parëve tanë.*

BËRË (i, e) *mb.* 1. Që është kryer, që ka përfunduar, që është bërë. *Punë e bërë. E gjeta të bërë. E thënë, e bërë. la bënë të bërë.*

*2.* I pjekur, i arrirë (për frutat e perimet); *kund* i pabërë. *Mollë (kumbulla) të bëra. I këputi të bëra e lë pabëra.*

3. *bised.* Që është prodhuar nga zejtaria ose nga industria dhe jo vetë në shtëpi, i gatshëm; që nuk është krijuar në natyrë, por është përgatitur nga nje-riu, artificial. *Rroba të bëra. Bukë e bërë. Diamant i bërë.*

BËRË,~T (të) *as.* 1. Bërje. *Në të bërë e sipër.*

*2. krahin.* Fare për të zënë kos.

*k më të* parë e më të bërë si ta shohim, shohim e bëjmë, bëjmë si të paraqitën rrethanat. më të thënë e më të bërë (një të thënë e një të bërë) pa u vonuar, përnjëherë.

BËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që ka krijuar ose që ka hartuar diçka, ai që ka bërë diçka; autor. *Bërësi i letrës. Bërësi i vjershës.*

BËRHAPË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore shumëvjeçare, e egër dhe e dëmshme, me kërcell një pëllëmbë të gjatë, që rritet në kullota di-mërore dhe që nxjerr ca kallinj të veçuar e pa bisht.

BËRHOZ,~I *m.* Byk bari të thatë.

BËRHUKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Kopër e egër.

2. Kërcell i hollë e i thatë i një bime. *Bërhukat e pambukut. Bërhukat e specave.*

BËRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve BËJ, BËHEM.

BËRLCT *kal.,* ~A, ~UR. E bëj copë-copë; e bëj hi e pluhur, e bëj byk, e shkatërroj.

BËRLUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Berllok. *Bëhet bërlutë* bëhet hi e pluhur, bëhet byk.

BËRLYKET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Zhgërryhet për tokë e pellet (për bagëtinë e trashë). *Bërlyket kau (lopa).*

BËRLLOK,~U *m.* 1. Mbeturina të copëzuara imët nga kashta e grurit pas shirjes, byk; lëmishte, plehra; fundërri. *Bërlloku i lëmit. Bërllok duhani. Bërlloku i fdsuleve. Bërlloku i fshesës. Bëri bërllok. Mbledh (fshij) bërllokun.*
2. *përd. mb. keq.* I papastër, i ndyrë; që nuk vlen, i keq. *Njeri bërllok. Mall bërllok* mall i dobët, i pa-vlerë.
*k* E bëri bërllok a) e bëri copë-copë, e shkatërroi krejt; b) e përzjeu a e ngatërroi keq diçka, e bëri Hum, e bëri çorbë. U be bërllok a) u be copë-copë, u shka-tërrua keq; b) piu shumë, u be tape. Mbeti bërllok nuk gjen zgjidhje, mbeti i ngatërruar keq, mbeti Hum.
BËRNJAK,~E *mb.* 1. Që nuk ka mbushur gjashtë muaj; pirës (për kecat ose qengjat).
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Theri një bërnjak.*BËRSI,~A . *sh.* ~, ~TË. Mbeturinat e farave të disa bimëve ose të frutave të disa pemëve, pasi këto shtypen e shtrydhen për të nxjerrë prej tyre vajin, lëngun etj. *Bërsi ulliri (rrushi, pambuku, panxhari). Bërsi të thata. Bërsi e butë* bërsi, së cilës nuk i është shtrydhur i gjithë vaji. *Bërsi e egër* bërsi që është shtry-dhur për së dyti. *Vaj bërsish. Ushqej me bërsi. Ziej bërsitë.*
BËRSIJ *kal.,* ~VA, ~RË. E bëj diçka copa-copa, e thërrmoj.
BËRSHEN,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bot.* Dru halor, i ngjashëm me dëllinjën, me gjethe përherë të blerta, që e ka lëndën të kuqërreme, të rëndë e të fottë dhe që ka lëng të helmet në hala, në lëvore e në trung. *Dru bërsheni.*
BËRTAS *jokal.,* ~ITA, ~ITUR. 1. Flas me zë shumë të lartë, them diçka duke thirrur fort, gërthas, thërres. *Bërtet me zemërim. Bërtet fort. Mos bërtit!*
2. Lëshoj thirrje të forte, këlthas. *Bërtiti nga dhem-bja (nga frika). Bërtiti më të madhe (fort, në kupë të qiellit). Qan e bërtet.*
3. E qortoj ose e shaj dike duke i thirrur, i flas për një gabim a për një faj që ka bërë. *bërtiti kot (rëndë). I bërtet djalit. U bërtet nxënësve. Mos i bërtit! I bërtet së bijës, të dëgjojë e reja. fj.u.*
4. *keg.* Flas ose shkruaj shumë për diçka, bëj shumë zhurmë për një çështje, duke u përpjekur me çdo mjet të tërheq vëmendjen ose të arrij një qëllim; çirrem. *Bërtet më të madhe. Çirret e bërtet.*
5. *vet. veta III.* Nxjerr tinguj a zë të forte e të lartë (për kafshët). *Bërtet dhia. Bërtasin sorrat.*
Qet e bërtet *shih te* QIT. Bërtet (çirret, flet) në të gjitha udhëkryqet *libr. shih te* UDHËKRYQ,~I.
BËRTITJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes BËRTAS. 2. *shih* BËRTITUR,~A (e).
BËRTITUR,~A (e) . *kryes. sh.* ~A, ~AT (të).
1. Fjalë ose thirrje me zë tepër të lartë, britmë. *Të bërtitura të forta. Të bërtiturat e fëmijës. Nisi nga të bërtiturat.*
2. Qortim ose sharje me zë të forte e të lartë. 5Vu-*ron të bërtitura.*
BËRTHAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Pjesa e forte e frytit të disa pemëve (si pjeshka, kumbulla, qershia, ulliri etj.), që e ka lëvozhgën të drunjëzuar, që ka brenda një thelb dhe që mbështillet nga një pjesë e trashë tuli. *Bërthamë e veçuar (e ngjitur). Bër-thamë pjeshke (kajsie, kumbulle, qershie, ulliri). Pe-më me bërthamë. I heq bërthamën. Qëroj bërthamat.*
*2. spec* Pjesa e brendshme qendrore e një sendi; pjesa kryesore, nga e cila zhvillohet më tej vetë sendi; pjesa rreth së cilës organizohen elementet e tjera të një të tëre. *Bërthama e Tokës. gjeol. Bërthama e ko-metës. astr.* pjesa e ngjeshur dhe më e ndritshme e një komete. *Bërthama e atomit* pjesa qendrore e atomit me ngarkesë pozitive, që përbëhet nga protonet e neutronet dhe që zë pothuaj gjithë masën e atomit. *Bërthama e qelizës. biol.* pjesa më e rëndësishme e çdo qelize, që ka trajtën e një trupi të vogël, të ndarë me një cipë nga protoplazma. *Bërthama e molekulës. kim.* grup i qëndrueshëm atomesh në një molekulë, që përcakton karakteristikat e saj. *Bërthama e një shtrese. gjeol. Bërthama e fjalisë. gjuh. Digë me bërthamë argjili.*
3. *fig.* Pjesa kryesore dhe më e rëndësishme, nga e cila zhvillohet diçka. *Bërthama fillestare. Bërthamë racore. bujq.* grup bagëtish të një race të mirë, që mbahen për të shtuar tufat. *Bërthama e një qyteti. Bërthama e industrisë.*
4. *fig.* Grup i vogël e i qëndrueshëm njerëzish, që përbën pjesën kryesore e më të rëndësishme të një kolektivi, të një shtrese, të një mase etj. *Bërthamë revolucionare. Bërthamë drejtuese. Bërthamë shkencore (teknike). Bërthama e klasës punëtore. Bërthama e pushtetit. Bërthamë prej pesë vetash.*
BËRTHAMËMADH,~E *mb.* Që e ka bërthamën të madhe (për frutat). *Ulli bërthamëmadh.*
BËRTHAMËVOGËL *mb.* Që e ka bërthamën të vogël (për frutat). *Qershi (kumbull) bërthamëvogël.*
BËRTHAMËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *biol.* Trup i vogël, i rrumbullakët, që gjendet në bërthamat e qelizave të bimëve e të kafshëve.
BËRTHAMJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bot.* 1. Pemë që ka vetëm një bërthamë të mbështjellë nga një pjesë e tultë (si pjeshka, kumbulla, qershia, ulliri, thana etj.).
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Pemë bërtha-ntje.*
BËRTHAMOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me bërthamën e atomit; që përdor a shfrytëzon energjinë e çliruar nga zbërthimi i bërthamës së atomit. *Energji bërthamore. Rrezatim bërthamor. Reaksion bërthamor. fiz. Fizikë bërthamore. Laborator (reaktor) bërthamor. Nëndetëse bërthamore. Armë (predhë, raketë) bërthamore. Me mbushje bërthamore. Shpërthime bërthamore. Force bërthamore.*
*2.* Që ka të bëjë me përdorimin e armëve, të cilat shfrytëzojnë energjinë e atomit. *Prova bërthamore. Mbrojtje (ombrellë) bërthamore. Arsenal (armatim) bërthamor. Bazë bërthamore. Fuqi bërthamore. Kër-cënim bërthamor.*
3. *bot.* Që ka bërthamë. *Pemë (fare) bërthamore.*
4. *biol.* Që ka të bëjë me bërthamën e qelizës. *Lëng bërthamor. Cipë bërthamore.*
BËRTHAMORE,~T . *vet. sh. bot.* Pemë, fryti i të cilave ka bërthamë.
BËRTHANËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Thanukel, thanë e egër.
BËRTHOKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Bërthama e një fryti. *Bërthoklat e kumbullave.*
• *bot.* Fryt i tultë, që ka një bërthamë të forte.
3. *bot., krahin.* Boçkë, qepë deti.
4. *krahin.* Bërsi.
BËRTHOKËLOR,~E *mb.* Që ka bërthame, me bërthokël. *Pemë bërthokëlore.*
BËRXOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjell.* Thelë e hollë mishi nga pjesa e brinjëve dhe e shtyllës ku-rrizore, zakonisht të

derrit a të viçit, që piqet a skuqet. *Bërxolla të pjekura (të skuqura, të rkarës). Bërxolla derri (dashi, viçi).*
BËRXHIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gjatësia nga maja e gishtit të madh deri te maja e gishtit tregues, kur këta gishtërinj janë të hapur e të shtrirë. *gjatë një bërxhik. Mat me bërxhik. Sa një bërxhik* fare i vogël (zakonisht për fëmijët).BËRXHYKE,~T . *vet. sh.* Hallka të vogla prej metali, ku kapet dryni për të mbyllur një derë.
BËRZANË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Femër që porsa është mbarsur; femër që mbarset shpejt osc që pjell shpesh (zakonisht për kafshët). *Mace bër-zanë. Dele (dhi) bërzanë.*
BËRRAKË,~A . *sh:* ~A, ~AT. 1. Pellg me ujë të ndenjur, hurdhë; vend ku buron ujë dhe rri atnull, moçalishte, *Ujë bërrake.*
*2.* Vijë uji që formohet nga shiu, rrëke. *Gjeli në darkë, shiu në bërrakë. fj. u.*
BËRRAKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend me bërraka; moçalishte.
BËRRORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Samar për kafshët e barrës.
• la ndreqi (ia rregulloi, ia ujdisi) bërroren (samarin, kurrizin, shpinën) *shih te* NDREQ.
BËRRCC,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Petk i leshtS për burra, zakonisht i zi, i trashë e me thekë të gjata, i gjerë e pa mëngë, që hidhet krahëve për t'u mbrojtur nga të ftohtët e nga shiu; shark, gunë me flokë. *Ho-dhi bërrucin krahëve. Shtroi bërrucin. U mbulua me bë-rruc.*
BËRRYL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Vendi ku për-thyhet krahu, ana e jashtme e nyjës ku lidhet llëra me pjesën e poshtme të krahut; pjesë e mëngës së një rrobe, që mbulon këtë vend të krahut. *Mbështetem (ngrihem) mbi bërryla. Vë bërrylat. 1 bie (e shtyj) me bërryl. I dolën bërrylat. Çau rrugën me bërryla. Përvesh mëngët deri në bërryl. Arnoi (qepi) bërrylin.*
*2.* Kthesë rruge ose lumi, dredhë. *Bërryl rruge (shtegu, lumi). Prapa berry lit. Bën bërryl.*
3. Cope gypi e përkulur në mes, që shërben për të lidhur në kthesë gypat e tjerë. *Bërryli i sobës. Bërrylat e gypave. Bërryla uji. I vë bërryl.*
•*k* Bërryl me bërryl shumë afër, pranë njëri-tjetrit, përbri, krah për krah. U be bërryl (tape, thumb, xur-xull, fushë, karroqe, livadh) *shih te* BËHEM. E ka në bërryl *dike* nuk e përfill fare. I vuri bërrylin *di-kujt* e mënjanoi nga një fushë veprimtarie me anë të forces, e largoi me force e pa të drejtë. Çau me bërryla zuri një pozitë më të lartë duke mënjanuar e duke dëmtuar të tjerët. Flet me bërryl është dredha-rak, është i djallëzuar. I tregoi (i ktheu, i drejtoi) bërrylin *dikujt shih tek* TREGOJ. I ka futur duart derl në bërryl *keq.* ka ndërhyrë shumë në punët e një tjetri. Shoku njihet në bërryla *fj.u.* shoku a miku i vërtetë njihet në caste të vështira, kur dikush ndodhet ngushtë.
BËRRYLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kthesë rruge ose lumi, bërryl. *Bërrylak i hapët (i gjerë, i ngushtë). Bërrylak rruge (lumi).*
BËRRYLAS *ndajf.* Ijas, anash. *Eci bërrylas.*
BËSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është i mbushur, i shëndoshë e i plotë nga trupi; kokërrmadh (për pe-mët e perimet). *Burrë (djalë) i bëshëm. Grua (vajzë) e bëshme. Me shtat (me trup) të bëshëm. Palate të bëshme. Pemë e bëshme.*
2. Që jep prodhim të mirë, i shëndoshë, pjellor (për token). *Tokë e bëshme.*
BËSHNJAKEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *krahin.* Dobësohem tepër, ligem (për të vegjlit). *Jane bësh-njakur qengjat.*
BËSHTAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll me dushk
të imët.
BËSHTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kope dhensh a dhish pa bari. *la (mbetën) bështinë.*
BËTAJË,~A. *krahin.* 1. Frikë e madhe, lemeri; diçka që të ngjall frikë ose që sjell fatkeqësi; poterë. *zuri bëtaja. Vinte gjylja me bëtajë.*
*2. euf.* Sëmundja e tokës, epilepsia. *Bar bëtaje. E nget bëtaja. I rente bëtaja! mallk.*
BËTIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Shalcull, kaçup. *Iu be barku bëtikë.*
BËZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Breg a kodër e vogël rëre, zakonisht në breg të detit. *U fsheh pas bëzit. Hipi mbi bëz.*
*2.* Cope e vogël toke, e mbuluar me bimësi të den-dur, që duket si ishullnënjëkënetë; grumbull kashtu-rinash e gjethesh, që duket si ishull i vogël e lëviz nëpër kënetë. *Rrinte mbi një bëz. Ishte fshehur në një bëz.*
3. Plis i madh dheu.
BËZAJ *jokal.,* ~TA, ~TUR. 1. Nxjerr zë ose një tingull; them diçka (zakonisht me mohim). *Rrinte e nuk bëzante.*
*2.* I thërres, i bëj zë dikujt; i flas; tregoj. *bëzajti të zotit të shtëpisë. Nuk i bëzajnë njëri-tjetrit me gojë. E dinte punën, po nuk bëzante.*
BËZHDlLË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. TI
fshirat që mbledhim me fshesë; plehra, lëmishte. *Bëzhdilat e dhomës (e oborrit). Grumbull bëzhdilash. Bëj bëzhdila. Fshij (mbledh) bëzhdilat. I ra një bëzhdilë në sy.*
2. Barëra të këqija, kryesisht në arat e mbjella. *E mbuluan grurin bëzhdilat. Ka zënë misri bëzhdila. Harr bëzhdilat.*
•*k* Bëhet bëzhdila thërrmohet, bëhet copa-copa.
BIBAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gjel deti. *Fryhej si biban.*
BIBERON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Thith, kapëz për foshnja. *vuri biberonin. Pi me biberon.*
BlBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zogu i vogël i patës ose i roses. *Bibë pate (rose).*
2. Pule deti; zogu i pules së detit.
3. *fig. keq.* Grua ose vajzë e trashë nga mendja, budallaqe.
• I shtypur me këmbë bibash i trashë nga mendja, i shushatur. Bar bibe *bot. shih te* BAR,~I
BIBËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *fet.* Dy librat themelorë (Dhiata e vjetër dhe Dhiata e re), prej të cilëve i pari përmban dogma e mite të përbashkëta për fenë e hebrejve e për fenë e krishterë, ndërsa i dyti përmban vetëm dogma emite të fesë së krishterë. *Dogmat e bibles.*
BIBISH,~I m. *gjell.* Gjellë e gatuar me domate, me oriz dhe me qepë të skuqura; një lloj buranie.
BIBLlK,~E *mb.* Që ka të bëjë me biblën, që i përket bibles, i bibles; që është karakteristik për biblën. *Shoqëri biblike. Gojëdhënë (legjendë) biblike. Stil biblik. Gjuhë biblike. Figure biblike.*
BIBLIOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me hartimin e bibliografive, specialist për bibliografinë.BIBLJOGRAFE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BIBLIOGRAF,~I.
BIBUOGRAFI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Klasifikim e përshkrim shkencor e sistematik i botimeve të ndryshme (i librave, i revistave etj.) për t'ua bërë të njohura të

tjerëve; degë e dijes, që merret me parimet, me kriteret e me metodat e këtij përshkritni e klasi-fikimi. *Bibliografia shqiptare. Bibliografi shkencore. Kritikë e bibliografi. Seklori i bibliografisë. Menem me bibliografi.*
2. Përmbledhje shënimesh e të dhënash të veçanta për libra, artikuj e botime të tjera, që lidhen me një çështje, me një temë ose me një fushë të caktuar; tregues i literatures në një studim shkencor. *Bibliografi anal it ike (kronologjike, tematike). Bibliografi e le-tërsisë shqipe. Bibliografi e gjuhësisë. Hartoj bibliogra-fine. Jap bibliografinë.*
BIBLIOGRAFIK,~E *mb.* Që ka të bëjc me bibliografinë, që i përket bibliografisë, i bibliografisë. *Buletin (punim) bibliografik. Information (përshkrim) bibliografik. Shënime (të dhëna) bibliografike. Tregues bibliografik.*
BIBLIOTEKAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës i një biblioteke, i cili kujdeset për ruajtjert e mirë-mbajtjen e librave, të revistave etj. dhe për shfrytëzimin e tyre nga lexuesit; përgjegjësi i një biblioteke të vogël. *Bibliotekari i shlëpisë së kulturës.*
BIBLIOTEKARE,~JA . . ~E, ~ET. *Fem. e* BIBLIOTEKAR,~I.
BIBLIOTEKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Institution, që merret me grumbullimin, ruajtjen dhe përpunimin e librave, të revistave e të botimeve të tjera, që i bën këto të njohura në masat e gjera dhe ua jep lexuesve përkohësisht për t'i shfrytëzuar; ndërtesa ose salla e këtij institucioni. *Biblioteka Kombëtare. Biblioteke shkencore. Biblioteka shëtitëse (lëvizëse)* libra e re-vista, që dërgohen me një mjet të veçantë nga një vend në tjetrin për t'u shfrytëzuar nga lexuesit. *Biblioteka e Akademisë së Shkencave. Biblioteka e universitetit (e shkollës, e fakultetit, e institutit). Biblioteka e qytetit (e lagjes, e fshatit, e fabrikës, e ndërmarrjes). Salla e bibliotekës. Fondi i bibliotekës. Skedari i bibliotekës. Anëtar i bibliotekës.*
2. Tërësia e librave, që ka mbledhur dikush për t'i lexuar ose për të punuar me to. *Biblioteke vetjake (e pasur). Krijoj një biblioteke.*
3. *bised.* Raft i posaçëm, në të cilin mbahen libra. *Biblioteke me xham. Biblioteke në mur. Bëj një biblioteke. Vë librat në biblioteke.*
4. Libra, me përmbajtje e me tematike të afërt ose me përmasa të njëllojta, që shtypen varg nga një shtëpi botuese a që i drejtohen një grupi të caktuar lexuesish. *Biblioteka e pionierit. Biblioteka e rinisë. Biblioteka e minatorit. Biblioteka e poezisë. Biblioteke xhepi.*
• Biblioteke e gjallë *libr. shih te* GJALLË (i, e).
BIC,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Gic, derrkuc. *Bic i egër (i butë).* 2. Qen i zi me trup të vogël.
• U be bic u ngop mirë, hëngri sa u fry. Eci bic eci praptazi. Mbeti bic mbeti pa asgjë, mbeti la-kuriq. Me shkon bic nuk me vete puna mbarë, me ecën ters. E bëri barkun bic u fry së ngrëni.
BICE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Grope e vogël
në tokë, ku vë thembrën e këmbës lojtari në lojën e doçkës. *Ruaj (zë) bicen.*
2. *fig.* Vend ku ngulet një njeri për të punuar a për të ndenjur për një kohë të gjatë; qoshe e rehatsh-me. *Gjeti (zuri) një bice. Nuk e la bicen.*
• la zuri bicen *dikujt* ia zuri shtigjet, nuk i la mundësi të bënte diçka.
BICULË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cyle dyjare. *fryj biculës.*
BIÇAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Thikë e vogël, me presë që hapet e mbyllet në një dorezë druri, kocke etj.; thikë xhepi, brisk xhepi. *Biçak buke. Pres (grij, kruaj) me biçak. Ha pak e bli biçak. fj. u.*
• E la biçak e la pa gjë fare, e la lakuriq.
BIÇIKLETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ndreq biçikleta.
BIÇIKLETARI,~A . *sh.* ~, ~TË. Punishte ku ndreqen biçikletat.
BIÇIKLETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mjet i lehtë e i shpejtë udhëtimi, zakonisht me dy rrota njëra pas tjetrës, që vihet në lëvizje me këmbë. *Biçikletë sportive. Biçikletë dyshe. Biçikletë burrash (grash, fëmijëshj. Biçikletë me tri rrota. Biçikletë me motor. Timoni i biçikletës. Shala e biçikletës. Rrotë (gome, zinxhir, zile, pompë) biçikletë. Gara me biçikletë. Hipi në biçikletë. Zbres nga biçikleta. Eci me biçikletë. Mori biçikletë me qira.*
BIÇIM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *thjeshtligj.* 1. Një fare, një gjë e papërcaktuar mirë, një lloj më të cilin ngjet pak a shumë diçka. *Një si biçim shtëpie. Një biçim njeriu. Si biçim peme. I atij biçimi. Të një biçimi janë.*
*1.* Fytyrë; pamje. *Biçimin tend kishte.*
3. *keq.* Njeri që nga pamja ose nga sjelljet shquan për keq nga të tjerët; njeri i një lloji të veçantë. *Biçim njeri (burrë). Biçim me vete. Çfarë biçimi!*
*k* E solli në biçim *dike a diçka* e bëri të jetë siç duhet, e bëri të jetë në rregull.
BIÇKI,~A . *sh.* ~, ~TË. Thikë me presën të përkulur si hark, që e përdorin lëkurëpunuesit për të prerë lëkurën. *Biçki saraçi.*
BIDAKTHI *ndajf.* Luaj bidakthi: luaj së bashku me fëmijë të tjerë, duke goditur një shkop nga një anë në tokë, që të kërcejë e të shkojë sa me larg.
BIDON,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Enë e madhe, zakonisht prej metali a prej lënde plastike, me kapak e me dorezë, që shërben për të mbajtur ujë, qumësht, vajguri etj. *Bidon teneqeje. Bidon uji (qumështi, vaj-guri).*
BIE i *jokal.,* RASHË, RËNË. 1. Rrëzohem nga një vend i lartë në një vend më të ulët, këputem nga lart poshtë (për trupat nën veprimin e peshës së tyre). *Ra një tulle (një gur, një kokërr). Ra tavani. Ra një yll. Ra një aeroplan. Ra nga shkëmbi (nga buza, nga bregu). Ra nga pema (nga dega). Ra nga çatia (nga muri, nga dritarja, nga kali i dytë). Ra nga kali (nga biçikleta, nga makina). Ra zogu nga çerdhja. Ra nga qielli. Me ra nga duart. Me ra nga xhepi. Bie nga lart. Ra në pus (në grope, në huntnerë, në lumë, në përrua, në det). Bie në fund. Bie përtokë (përdhe). Bie shpejt (lirisht, butë, me force). Ra me këmbë. Dardha nën dardhë bie. fj. u.*
*2.* Rrëzohem përdhe, kux humbas mbështetjen,lidhjen ose drejtpeshimin; rrëzohem padashur, gre-miSem, shembem. *Ra lisi (mullari). Ra shtëpia (muri, gardhi). Ra makina. Ra në bore (në baltë, në rrugë, në kalldrëm, në dysheme). Ra me bark (përmbys, me hundë, sa gjatë gjerë). Ra i vdekur (top, shakull, në vend, pa ndjenja). Ra e u vra (theu këmbën). U pengua (rrëshqiti) e ra. Mbaje të mos bjerë! Lëre të bjerë! Gati (desh) rashë. Ka rënë gruri.*
3. *vet. vela III.* Shqitet, hiqet a shkëputet nga një vend ose nga e tëra, rrëzohet. *Bien gjethet. I ranë qimet (flokët). Po i bie lëkura. I ranë dhëmbët. I ranë pendët. I ra pushi. I ra korja (plages). Me ra thoi. Ra suvaja. I ka rënë boja. I ka rënë pulla (zarfit). I ra gjuha këmborës. Bie një rrokje (një tingull). gjuh.*

4. Ulem vetë ndenjur, me gjunjë ose shtrirë; shtri-hëm; hidhem, lëshohem drejt dikujt a diçkaje. *Bie në shtrat (në krevat, në rroba, në dyshek). Bie barkas (me gjunjë, përmbys, në shpinë). Bie poshtë* Shtrihem të lie. *Bie të fie. I ra në krahë (në prehër, ndër këm-bë). Ra i sëmurë* zuri shfratin nga një sëmundje. *Ra lehonë* qëndroi e shtrirë në shtrat si lehonë; nisi lehoninë. *Bie me pulat. bised.* shtrihet të flerë shumë herët.
5. Rrëzohem i plagosur ose i vdekur; vritem a vdes, jap jetën për një çështje të drejtë. *Ra në betejë (në luftë, në fushën e nderit, në krye të detyrës). Ra dësh-mçr (si hero, heroikisht). Ra për liri (për atdhe). Ra fli\ (theror). Një bie, mijëra ngrihen.*
6. *vet. veto III.* Rrjedh teposhtë, kullon, del e shlcon poshtë; *bised.* derdhet (për lumin, përruan etj.). *Bie ujëvara (rrëkeja, çurka). Me bien lot. Me bie gjak nga hundët. I bien jargë. Me bien djersë. Bie pikë-pikë. Lumi bie në det.*
7. *vet. veto III.* Rrëzohet mbi tokë nga lart (për reshjet); përhapet mbi tokë e mbi sendet, mbulon token e Sendet. *Bie shi (bore, breshër, llohë, vesë). Bie brymë. Bie mjegull. Bie pluhuri (tymi). Bie me shtamba (me rrëshekë). Fryn e bie.*
8. *vet. veta III.* Varet lirshëm teposhtë; ulet e mbësh-tetet lirshëm mbi diçka tjetër, shtrihet mbi diçka. *Bie perdja. I ranë krahët poshtë. I kanë rënë supet. I ranë pantallonat. I ra koka në gjoks. I bien flokët mbi supe (mbi ballë). I bie kapela mbi sy. I ka rënë gusha. I kanë rënë faqet.*
9. Heq dorë nga qëndresa, pushoj qëndresën, do-rëzohem (për kala, për qytete, për shtete). *Ra qyteti. Ra keshtjella (kalaja). Ra perandoria. Ra pa luftë.*
10. Zbres nga fuqia, humbas pushtetin, vendin, detyrën etj.; caktohem në një detyrë më të ulët; *vet. veta III* humbet fuqinë vepruese, nuk vepron me, shfuqizohet (për ligj.et etj.). *Ra qeveria (kabineti). Ra nga fuqia (nga froni). Bie një ligj nga fuqia. Ra ky mendim.*
11. *vet. veta III.* Zbret pjerrtas ose pingul, shkon drejt një vendi më të ulët. *Shkëmbi bie thikë. Shpati bie pingul (pjerrtas). Kodra bie butë. Bie shkallë-shkallë.*
12. Shkoj në një drejtim, përshkoj; i dal; *vet. veta* kalon, del. *I bie fushës (bregut të lumit). Bjeri vaut! I bie nga kjo rrugë. I bie shkurt (drejt, rrotull, qark, anash, nga e majta, nga qendra). I ra kryq e tërthor (pash me pash). I ra lumit tej për tej. I ra me not. I bie përpara* i dal përpara. *ra prapa (pas)* e ndoqi nga pas. *ka rënë botës mbarë.*
13. Zbres, lëviz tatëpjetë; shpërngulem e zbres nga një krahinë më e lartë dhe vendosem në një më të ulët; vij a shpërngulem nga malësia në fushë ose nga fshati në qytet. *Ra në fushë. Ranë në Shkodër.*
14. *bised.* Vete për të bujtur, shkoj për të kaluar natën. *Ranë te një mik. Ra në hotel. I ra në shtëpi.*
15. *vet. veta III.* Ulet, pakësohet (si numër, si sasi, si vëllim etj.); edhe *veta I* me ulet vlera, humbas cilësinë, zbres në një shkallë me poshtë. *Bie numri. Ra çmimi. Ranë aksionet. Ra kursi. Ra shpejtësia. Ra prodhimi. Ra lumi. Ra niveli. Ra në kategorinë e dytë. Ra goma* u shfry goma. *ra barku. I ra vlera (ndikimi, autoriteti).*
16. *vet. veta HI.* Pakëson a humbet forcën e vet, i ulet vrulli, dobësohet, zbutet. *Ra era (deti). Ra të nxehtët (të ftohtët). Flakët po binin. Bie fashë* qe-tësohet, pushon. *ranë ethet. I ra temperatura. Ra trysnia. Ra vrulli (ritmi). I ra gëzimi (entuziazmi): I ra inati (zemërimi). Biseda ra. Ra kureshtja (inte-resimi). Puna nuk binte.*
17. *fig.* Humb vlerat a cilësitë e mira; me keqësohet gjendja; ulem nga ana morale, marr të tatëpjetën. *Ra nga mjeshtëria (nga zanati). Ka rënë në mësime. Bie nga shëndeti. Ra nga gjendja. Ra në sytë e të tjerëve. Ra moralisht (shpirtërisht), Ka rënë, s'është me i pari. Sa poshtë ka rënë!,*
18. *vet. veta III.* Ndodh, vjen rastësisht; qëllon, rastis; e merr, e prek, e përfshin *(kryes. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore). Me ra udha (rruga). Me ra rasti. Me ra puna. I ra (e zuri) lotaria. Me ra ndër mend. I ranë sytë mbi diçka. Me ra (me hyri, me shkoi, me erdhl) në vesh. Me ra papritur (e papritur, befas). Ra fjala. Sida që të bjerë puna. Lajmi ra si bombs. Ra biseda (muhabeti). Ra tërmeti. Me ç'të me bjerë në dorë. I ra një vdekje. I ra plant një shtëpie etj.*
19. *vet. veta III.* Qëllon nS një kohë të caktuar, e ka kohën në një Vit, në një muaj, në një javë a në një ditë të caktuar, rastis. *Bie të hënën. Bie në fund të javës. Kur bie Viti i Ri? Ra në pranverë.*
20. edhe *fig.* Ndodhem papritur ose padashur në rrethana zakonisht të këqija e të vështira; arrij në një gjendje të caktuar, kaloj në një gjendje shpirtërore; hyj, futem (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Ra në grackë (në lak, në kllapë, në kurth, në grep). Ra në greminë. Ra në pritë (në pusi). Ra në rrezik (në fatkeqësi). Ra në hall (në vështirësi, në bela). Ra rob (pre, viktimë). Ra në burg. Ra brenda. thjeshtligj.* e futën në burg. *Ra në duart (në thonjtë, në kthetrat) e dikujt. Ra nën sundimin (nën ndikimin) e di~ kujt. Ra ngushtë (keq). Ra në gjak (në armiqë-si). Ra në zi. Ra në gabime. Ra borxh. bised. Ra në përleshje (në luftë, në përpjekje). Ra në varfëri (në mjerim, në skamje). Bie në mendime (në mëdyshje). Ra në të thella. Ra në të zeza* u zhyt në mendime të këqija. *Ra në dëshpërim (në hidhërim). Ra në dashuri. Ra në plogështi. S"bie në vetëkënaqësi (në shkolla-rizëm, në formalizëm). Ranë në oportunizëm (në idea-lizëm, në subjektivizëm). Ra në kllapi. Bie në gjumë (në qetësi, në heshtje). Ra në krizë (në amulli). Ra me barrë. Ra klloçkë pula. Me ranë veshët rehat. bised. Ra si miu në hauz (në poç). Shpëtoi nga shiu e ra në breshër. fj.u. Shpëtoi nga lumi e ra në det. fj.u. Iku nga tymi e ra në zjarr. fj.u.*
21. Ndesh papritur në diçka; gjej befas diçka, zakonisht me shumicë; turrem i etur mbi diçka. *Ra në tokë të butë. Ra sharra në gozhdë. Ramë në një pyll. Gjeologët ranë në baker. Ra në para (në bollëk). Ranë në mina. Bie në gjurmë. Delet ranë në kripë. Ra si kali në tagji.*22. Qëlloj në një grup njerëzish, rastis më të tjerë, hyj rastësisht në marrëdhënie me dike, ndodhem. *Ra në një familje (në një kolektiv) të mirë. Kishte rënë me shokë të këqij. Ra në një klasë të dalluar. Ra me ca udhëtarë të njohur.*
23. edhe *fig.* E godit, e qëlloj me diçka *(zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore). I ra megur (me grusht, me shkelma, me pëllëmbë, me shkop, me kamzhik). I ra me pushkë (me kobure, me top, me shpatë, me shigjetë). I ra kokës (turinjve). I ra në kurriz (në hrah). I ra kalit. I bie topit. I bie tokës me këmbë. Me ra era në shpatulla. I ra rrufeja. 1 ra nga prapa. Ira në lule të ball it. Sbie rrufeja dy here në një Us. fj. u. Nuk bie reja (rrufeja) në hithra. tall. Nuk i hipën dot dardhës, i bie fikut. fj. u. S ka ç'i bën gomarit, i bie samarit. fj. u.*

24. *vet. veto III* edhe *fig.* Drejtohet, shlcon në nj6 pike a në një vend të caktuar, përplaset a zë vend diku; me prek a me godit një nga shqisat a një organ të trupit (për dritën, për erën, për zërin etj.); me prek a me godit ndjenjat. *Ra në shenjë. I bie drita. Me bien rrezet në sy. Topi ra në mur. I ra dielli në kokë. Me ra rëndë ushqimi. I ra rëndë ajo fjalë. Me ra si plumb (si rrufe).*
25. Godit diçka për të nxjerrë një tingull a një zë, bëj të tingëllojë; *vet. veta III* nxjerr një tingull a një zë kur goditet, tingëllon; dëgjohet (një zë, një krismë etj.). *bie derës (ziles, çangës). I bie daulles. I bie fort (ngadalë). Bie dera (zilja, kambana, telefoni, ora). Bie boria (sirena). Bien pushkë. I bie pragut të dëgjojë dera (i bie derës të dëgjojë qilari)* e hedh fjalën për diçka. *Kur ta varësh zilen, duhet t'i biesh. fj. u.*
26. Luaj me një vegël muzikore; luaj një pjesë muzikore; *vet. veta III* nxjerr tinguj një vegël muzikore, dëgjohet, tingëllon. *bie një vegle. I bie la-hutës (fyellit, çiftelisë, gajdes, violinës, pianos). Nuk di t'i bie kitarës. Binte muzika. Binin sazet. I bie një këngë popullore (një valsi, një tangoje).*
27. Sulem mbi dike a mbi diçka, vërsulem; e sulmoj dhe e godit. *Ranë mbi armikun. I ranë pushtuesit. Bini mbi ta! I ranë qytetit. Ra ujku ndër dhen. Ra bi-sha në bagëti. Ra dhelpra në pula.*
28. *fig. bised.* Sulmoj me fjalë, qortoj a kritikoj rreptë; i vërsulem, e godit. *ra kundërshtarit. I ra një vepre (një romani). I ra pa të drejtë. I ra në kokë. I ra pas shpine (prapa krahëve).*
29. *vet. veta III.* Ndodhet në një vend, gjendet, shtrihet në një anë, është. *Bie në veri. Bie afër (larg). Bie nga e majta (djathtas). Ku bie ky fshat? Na bie në rrugë. Bie nga oborri. Bie në Shqipëri. Bie i treti (i fundit). Theksi bie në fund. gjuh.*
30. *vet. veta III.* Fillon, vjen dhe përhapet, shtrihet e sundon mbi dike a mbi diçka, mbulon, pllakos. *Bie errëslra (nata, mbrëmja, muzgu). Ra agu (mëngjesi). I bie drita (hija). Ra drita* zbardhi, agoi. *Ra dielli* doli dielli. *Ra qetësi (heshtje). Ra zjarr. I ra flaka. I ra një çehre (një ngjyrë) e verdhë. I ra një hije në fytyrë. I ra një të kuq. I ra nur. bised.* u be i hijshëm, u zbukurua. *bie një hije* zbukurohet; merr një pamje të veçantë.
31. *vet. veta III fig.* Vjen e përhapet; me kap, me zë, me prek, me godit; me vjen. *Ra gripi (kolera). I ra një sëmundje. I ra barku i verës. I ra sëmundja e tokës. U ra flama (pulave). I ra pika (damllaja). U ra krimbi. I ra tëfikët. I ra në zemër. Me ra për thonjsh (nga të ftohtët). I ra gjaku* e zuri gjaku. *Me ra vera*
*në kokë. I ra një fatkeqësi (një e keqe). I kanë rënë halle. I ra mbi kokë (barra e një pune). Dyshimi binte mbi të. I rente flama! mallk. I rente pika! mallk. Pika që s'i bie! mospërf.*
32. Hyj në marrëveshje me dike, hyj në marrëdhënie të caktuara me të; pajtohem në mendime a në veprime me dike, lidhem. *Bie në marrëveshje (në ujdi, në fjalë). Bie në kuvend. Ranë në pazar. S"bie në kompromis. libr. Ra në grindje (në sherr). Bie në kundërshtim me dike a me diçk a.*
33. *bised.* Kam lidhje gjaku, fareflsnie ose afërie. *Me bie kushëri i parë (kunal). Bien baxhanakë (krushq).*
34. *bised.* Bëj një punë shpejt me një Vegël; heq a pastroj me një mjet; punoj me një vegël, i jap *(zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore). I rashë me fshesë dhontës. U bie me furçë këpuçëve (rrobave, mureve). I bie me brisk mjekrës (faqes). I bie me drapër (me kosë). Ra drapri (në ara)* nisën të korrat. *bie kosës me grihë (me lime). I bie me zdrukth. Bjerl kazmësi* puno!
35. *bised.* Jepem pas diçkaje, me tërheq shumë diçka; lidhem me dike a me diçka dhe kujdesem shumë për të. *Bie pas muzikës (pas pikturës, pas artit, pas sportit). Bie pas bujqësisë. Bie pas gjahut. Ka rënë pas librave. Bie pas punëve. Kishte rënë pas qejfeve (pas rehatit, pas rakisë). Bie pas fëmijës.*
36. *fig.* Lodhem shumë, duke bërë të njëjtën gjë vazhdimisht, këputem së bëri diçka pa pushim (edhe në disa njësi frazeologjike). *Me ranë këmbët (cope) së ecuri (së kërkuari). U ranë krahët (së punuari). I binin thonjtë (së lari rroba, së bëri çorape). U ranë kryqet (kërbishtjet). U ra bretku (kurrizi) në punë. Me ra goja (së thëni, së foluri). Me ra buza (gjuha). Na binin brinjët (kockat).*
37. *bised.* Nis diçka shtruar dhe i jap fund, e faroj diçka; filloj të ha me ngulm një gjellë a diçka tjetër ose të pi diçka dhe e mbaroj shpejt; i futem, i përvi-shem (një gjelle etj.). *ra kosit (byrekut, bakllavasë, verës). U ra fasuleve (patateve). I ra pjatës (tepsisë). U ra mollëve. U ranë shqerrave e i therën (i shitën).*
38. *vet. veta III.* Me nxë, me vjen për shtat, me rri si duhet, me bën. *Me bien mirë këpucët. S'i bie fustani. Me bien tamam. Mezi me bien.*
39. *vet. veta III fig.* Me vjen për shtat, përputhet, pajtohet me diçka, me shkon, me vjen në një mënyrë *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore). Na bie mirë (keq). I bie mbarë. I bie për shtat* i pëlqen, i vjen ashtu si do ai. *binte pas qejfit (pas midesë, pas dëshirës).*
40. *vet. veta III* edhe *fig. bised.* Me kushton; me qëllon ta blej, ta paguaj diçka (lire a shtrenjtë). *Na ra lire (shtrenjtë). U ra sa qimet e kokës* e blenë shumë shtrenjtë.
41. Me përket; me takon, e kam unë përsipër. *ra në pjesë (në hise). Nga sa na bie? Me bie radha. Me bie barra (përgjegjësia). I bie për detyrë. I ra atij të piste. Të bie ty të shkosh. I bie merita (nderi). Ra në kurrizin tim. Ra mbi supet (mbi shpatullat) e mia. Shpenzimet bien mbi të. Mos fut hundët tek s'të bie!*
42. Them diçka, flas në një mënyrë. *bie drejt (shkurt, anës e anës, larg e larg). I bie cope. Mirë i ke rënë.*
43. *vet. veta III.* Lëshon, ka. *Bie erë. I bie erë të keqe (goja, plaga). Bie era shkrumb. Bie erë barut. Po s'hëngre hudhra, s'bie erë. fj. u.*44. *Përd. pavet.* sipas kuptimeve 4, 12, 14, 20, 23, 25-28, 32, 34, 37, 42. *S'i bihet murit me kohë. fj. u.*
• Ra në baltë *shih te* BALTË,~A. Ra në bark *shih te* BARK,~U. S'i bie barku *shih te* BARK,~U. I ra në besë *shih te* BESË,~A $_4$. Ra në bigë *shih te* BIGË,~A. Ra në bisht *shih te* BISHT,~I. Ra boria *shih te* BORI,~A. Ranë në brazdë *shih te* BRAZDË, ~A. Erdhi (ra) në brazdë (në hulli) *shih te* BRAZDË, ~A. Ra brenda (me këmbët e tij) *shih te* BRENDA. I ra në bri *shih te* BRI,~RI. I ra bruzi *shih te* BRUZ,~I. I ra pas buze *shih te* BUZË,~A. I bie buzukut *tall, shih te* BUZUK,~U. Ra në bylyk *vjet. shih te* BYLYK,~U. Bjeri t'i biem punë e kotë, kot për kot (përdoret kur diçka bëhet në rrëmujë, pa pasur një synim të caktuar). Bie cope *shih te* COPË,~A. I bie cyles *shih te* CYLE, ~JA. I bie një çakalleje *shih te* ÇAKALLE,~JA. Ra në çanakun *e dikujt keg. shih te* ÇANAK,~U. 1 bie çekanit *diku a në diçka shih te* ÇEKAN,~I. Të bjerë (të

rrahë) çekani *diku o s e në diçka shih te* ÇEKAN,~I. I bie çokut *shih te* ÇOK,~U. Ka rënë në dardhë *dikush shih te* DARDHË,~A. Bjeri daulles! *mospërf. shih te* DAULLE,~JA. I bie daulles *shih t.e* DAULLE,~JA. I bie daulles *s ë dikujt keq. shih te* DAULLE,~JA. I bie daulles në një vend *shih te* DAULLE,~JA. Ka rënë nga dega *shih te* DEGË,~A. I ra në dorë *shih te* DORË, f-A. Ra në duar të liga *diçka shih te* DORË,~A. Me kanë rënë dhëmbët (dhëmbë e dhëmballë) *shih te* DHËMB,~I. Bie (mban, vjen) erë *shih tek* ERË,~A II. I bie në erë *dikujt a diçkaje shih tek* ERË,~A n. Bie (mban) era barut *shih ie* BARUT,~I. Bie (mban) erë myk *diku shih ie* MYK,~U. Ra (zbriti, u rrëzua) nga fiku *iron, shih te* FIK,~U. Bie fjala *shih te* FJALË,~A. I ra në fije (në fill, në të) *shih te* FIJE,~A.
Ra në fill
me të *shih te* FILL,~I. I ka rënë flaka (zjarri, flama) nuk gjendet gjëkundi, është mbaruar, është zhdukur (për një send). I ra në f jalë *dikujt shih te* FJALË, j~A. I ra fshesa (kosa, gërshëra) u spastrua, u shkurtua, u hoq diçka. Ra (hyri) në gojë *të dikujt shih te* GOJË,~A. Bie në gjumë me zë gjumi, fle. Ra në gjunjë *shih te* GJU,~RI. I ra në (me) gjunjë (ndër këmbë) *dikujt shih te* GJU,~RI. Bie në gjurmë *iëdikujt a të diçkaje shih te* GJURMË,~A. I ra me hanxhar *diçkaje shih te* HANXHAR,~I. I ra me sëpatë *shih te* SËPATË,~A. Ka rënë nga hëna *iron, shih te* HËNË,~A. I ra hilesë *shih te* HILE, ~JA. I ra hunda *tall, shih te* HUNDË,~A. I ra në hundë *diçka shih te* HUNDË,~A. I ka rënë hunda në dhe (përdhe) *iron, shih te* HUND Ë,~A. Nuk i bie hunda në shesh *shih te* HUNDË,~A. Binte jashtë *vjet. shih te* JASHTË. I bie jongarit *shih te* JONGAR, ~I. I ranë (i zbritën) kacabunjtë *shih te* KACABUN,~I. I ranë (i zbritën) xhindët (qipujt) *shih te* XHIND,~I. Ra kalaja *shih te* KALA,~JA. Ra nga kali *shih te* KALË,~I. Bie kambana *shih te* KAMBANË,~A. Të gjithë i bien një kambane *shih te* KAMBANË, ~A. I bie kavallit (fyellit) *shih te* KAVALL,~I. I ra këmbës *shih te* KËMBË,~A. U ra (ua mbathi, ua dha) këmbëve *shih te* KËMBË,~A. Me ra këmi-sha *shih te* KËMISHË,~A. I bie kokës (në kokë) *shih te* KOKË,~A. I ra në kokë *shih te* KOKË,~A. I bie kokës me grushte *shih te* KOKË,~A. I bie krahë-ve *dikujt shih te* KRAH,~U. I bie supeve (i rreh supet) *dikujt shih te* SUP,~I. Ra (u hodh) në kra-hët *e dikujt shih te* KRAH,~U. Ra në kurriz *shih te* KURRIZ,~I. I bie lapsit (kalemit) i bën mirë hesapet; e llogarit diçka si i del me mirë. I bie legenit
*thjeshtligj. shih te* LEGEN,~I. I bie rrangalles *shih te* RRANGALLE,~JA. I bie teneqesë *tall, shih te* TENEQE,~JA. I ra me lime *shih te* LIMË,~A. Ka rënë në Hum (në batak) *shih te* LLUM,~I. I ra maska *shih te* MASKË,~A 4. Bie në mendje (në vete) vjen në vete; mbledh mendjen. I bie mendjes (prapa) *shih te* MENDJE,~A. Ra mësysh *vjet. shih te* MESYSH. I ra mob (hasha) *shih te* MOH. I bie ndesh *shih te* NDESH. I ra ndore *dikujt shih te* NDORE,~JAi. I ra me not *d i ç k aj e shih te* NOT,~I. Ra ora për *diçk a shih tek* ORË,~AjJ ranë (i zbritën) orët *shih tek* ORË,~A. I bie pas (prapa) *dikujt a diçkaje shih te* PAS. I bie sherrit prapa *shih te* PRAPA. I ranS (iu rrëzuan) pendët (puplat) *dikujt shih te* PENDË, ~A. I ra pikes *shih te* PIKË,~A. Ka rënë poshtë *dikush a diçka shih te* POSHTË. S'bie poshtë *shih te* POSHTË. Ra (u hodh) në prehrin *e dikujt shih te* PREHËR,~Rl g. Ra (mbeti) pykë *shih te* PYKË, ~A. I ra në (me) qafë *dikujt shih te* QAFË,~A. I ra qarit *shih te* QAR,~I. Ra nga qielli *shih te* QIELL, ~I. I ra në qokë *shih te* QOKË,~A. I bie qylit *thjeshtligj. shih te* QYL,~I n 1.1 bie rrotull *dikujt a diçkaje shih te* RROTULL. Nuk i ra në sqep *shih te* SQEP,~I. Bie në sy *shih te* SY,~RI. I ra me sy *(udhës, she shit, fushës)* i hodhi një vështrim (udhës, sheshit...). I bie në shenjë (i bie she-njës) *shih te* SHENJË,~A. Ra nga shkallët *dikush shih te* SHKALLË,~A. Bien shkopinjtë *mbi dik ë shih te* SHKOP,~l5. I ra (i erdhi, i doli) ne sbteg 5ii7iiSHTEG,~U4. I ra në teste *shih tek* TESTE, ~JA II. I ra nëpër të a)ekaloi përciptazi diçka; nuk i hyri thellë; b) iu afrua, e gjeti afërsisht me mendje. Ra në tokë *shih tek* TOKË,~A i. Ra për tokë *shih tek* TOKË,~A i. I ra me top *shih tek* TOP,~I. Ra trashë *me dike shih tek* TRASHË. I ra në tru *shih tek* TRU,~RI. Ra në thekër *shih tek* THEKËR,~RA. Ra në thunder *shih tek* THUNDËR,~RA. Nuk ranë në va edhe *poh. shih te* VA,~U. I ranë veshët *shih te* VESH,~I. I ra veshit *shih te* VESH,~I. I ra (i shkol, i hyri, i erdhi) në vesh *diçka shih te* VESH,~I. I rente (i ardhtë) pas veshit (pas qafës)! *ntallk. shih te* VESH,~I. I ranë vetullat *dikujt shih te* VETULL, ~A. I ra vula *dikujt shih te* VULË,~A. O rashë
0 vdiqa s'ka rrugë tjetër, ndryshe s'ka ç'më duhet vetja; s'ka si bëhet ndryshe, patjetër (kur diçka e kërkojmë me çdo kusht). Bjer e çohu (ngrehu e bjer) a) gjithnjë po ajo gjë, vazhdimisht po njësoj; b) me shumë vuajtje, me mundime të mëdha. Ku me ka rënë koka ku kam lindur. I bie po atij avazi (po atij teli, po asaj gozhde) përsërit të njëjtën gjë, thotë gjithnjë po atë gjë. S'i bie atij krahu *shih te* KRAH,~U. Nuk i bie (nuk rreh) në atë krah edhe *poh. shih te* KRAH,~U. S'bie në ato ujëra *shih tek* UJË,~I. Me ra çatia (shtë-pia, tavani, qielli) mbi (në) kokë nuk dija ku të futesha nga turpi, nga një e papritur etj. Nuk bie (nuk shkel) në dërrasë (në dhogë) të kalbur *shih te* DËRRASË,~A. Ka rënë në duar të liga *shih te* DORË,~A *A*.
1 bie gjoksit me grushte *shih te* GJOKS, ~I. I ka rënë gjuha e këmborës *shih te* KËMBORË,~A. I kanë rënë leshtë (i kanë rënë qimet) e kokës *shih te* LESH, ~TE. I bie nenit të këmbës *shih te* NEN,~I. S'ka çelës që i bie *shih te* ÇELËS,~I. S'e lë të bjerë përdhe *shih te* LË. Ra qielli dhe e zuri (e mbuloi) *shih te* QIELL, ~I. Ka rënë nga shtatë degët *shih te* DEGË,~A. I ra uji i vale *shih te* VALE (i, e). Sa poshtë ka rënë katundi! *mospërf. shih te* POSHTË. Ku rafsha mos u vrafsha! Ie të dale ku të dale! (thuhet kur dikush nuk can kokën për asgjë, nuk shqetësohet fare për pasojat që mundtë vijnë nga një veprim etj.). Vaji në lakra bie. *u.* nuk vete dëm diçka, aty e ke. Gjalpi në lakror bie (derdhet, mbetet) *fj. u.* vaji në lakra bie.
BIE ii *kal.,* PRURA, PRURË. 1. Mbart diçka nga vendi ku është dhe e sjell afër, sjell; e zhvendos, e sjell dikush nga larg në vendin ku jam unë; *kund.* shpie, çoj. *E bie dollapin nga kali i dytë tie të parin. E bie nga Shkodra në Tiranë. E bie tryezën afër dritares. I pruri me karrocë (me makinë, në krahë). I prune eshtrat e rilindësit të shquar në atdhe. E prune ujin (dritën eleklrike) në fshat. Me bjer një kazmë (një lopatë, një dare) ! I pruri një karrige. Me bjer një pjatë (një luge)! Me bjer një gotë ujë! Bjerma ta shoh!*

*2.* Mart e sjell diçka me vete, sjell diçka për një njeri; *vet. veta III* sjell, çon diku, nxjerr. *I pruri një letër (një telegram). I pruri një dhuratë. Pruri një lutje (një kërkesë, një ankesë). Bjere edhe djalin kur lë vish! Bie me vete. Lumi pruri kërcunj. E pruri rryma. E prune me zor.*
3. Vij e bëj të ditur, vij e njoftoj diçka, sjell një lajm a diçka tjetër, sjell. *Pruri një lajm (të mirë, të keq). Ka prurë një përgjigje. Pruri tëfalat (përshëndetjet, falënderimet) e dikujt.*
4. Nxjerr dhe parashtroj, paraqit; e sjell, e nxjerr atje ku dua. *Bie prova (argumente, fakte). Bie një shembull (një citat). E pruri fjalën (bisedën, muhabetin). E bie në mend.*
5. *fig.* Sjell një pasojë, shkakton; bëj të ketë; si-guroj; sjell. *Kjo ere bie shi. Bie dobi (të mira, mbarësi, gëzim). Bie shëndet. Pruri çrregullime (vështirësi, pen-ngesa, fatkeqësi). Bie si pasojë. E pruri koha (rasti). la pruri mbarë. Sido që ta bjerë puna* sido që të ndodhë, sido që të jetë. *Ç'bie sahati, nuk bie moti. fj. u.*
6. Tërheq për të ardhur, bëj të vijë; me sjell diku, me çon. *E pruri malli për djalin. Ç'erë (ç'e mirë) të pruri? Ç'dreq e pruri? thjeshtligj. Gjurmët e prune deri në shtëpi.*
7. Bëj të jetë, e sjell në një gjendje të caktuar. *E bie në rregull (në vijë). E pruri në qejf (në vete). E pruri në terezi punën. bised. E pruri në atë ditë (në ate gjendje)* e solli në një gjendje shumë të keqe. *E pruri nëfuqi.*
• E pruri (e solli) në din *dike shih te* DIN,~I. E pruri (e vuri) në dyzen *shih te* DYZEN,~I. E bie (e vë) në (per) fije (fill) *diçka shih te* FIJE,~A. E pruri kokën *përçm. shih te* KOKË,~A. E pruri (e solli, e qiti) në jetë *shih te* JETË,~A. E bie rrufull *shih te* RRUFULL. E pruri (e nxori, e çoi) rruga (udha) *shih te* RRUGË,~A. Ma pruri (fjalën) në shteg *shih te* SHTEG,~U. la bie (ia sjell, ia hedh) fjalën rrotull (larg e larg) *shih te* RROTULL. Ma pruri zemrën në vend *shih te* ZEMËR,~RA $_3$. Ma pruri (ma solli) shpirtin në fyt (ndër dhëmbë) *shih te* FYT,~I.
BIFË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Pazi.
BIFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Bimëz, mugull; bisk i hollë, filiz që del nga trungu pse nga një degë. *Bifkë misri. Bifka e qepës (e lakrës). Bifkat e ullirit. Ka lëshuar (ka nxjerrë) bifkë.*
2. Pipth i hollë e i shkurtër në majë të qylafit ose të beretës së kokës. *Qylaf me bifkë,*
BIFTEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Thelë mishi nga brinjët e viçit a të kaut, e pjekur në skarë ose në furrë. *Biftek i skarës (i furrës). Biftek viçi.*
BIGAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shufër a cope
prej druri ose prej hekuri, që mbaron në një anfi me një degëzim me dysh; degëzim me dysh, bigë; furkaçe. *Dru (degë) me bigaçe. Bigaçja e llastikave (për të gjuajtur zogj). I vë bigaçe pemës. Ngarkoi barren me bigaçe.*
BIGAMl,~A . *libr.* Gjendja e një burri, që është i martuar njëkohësisht me dy gra; martesë me dy gra njëkohësisht.
BIGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dru, degë a një send tjetër, që mbaron në njërën anë me një degëzim me dysh; vendi i degëzimit; secila nga anët e degë-zimit. *Biga e drurit. Biga e rrugës (e lumit). Degë me bigë.*
2. Shkop i gjatë, që ndahet me dysh në një anë dhe që përdoret për punë të ndryshme; furkë, bigaçe. *Biga e qerres. Biga e mullarit. Biga e plugut. Bigë për dushk. I vë një bigë. Mbaj me bigë.*
3. *krahin.* Mashë; dare prej druri. *Kap (man) me bigë. E trodhi me bigë. Vë në bigë.*
4. Tufë me lule në majë të një shkopi të vogël pak të çarë me dysh; tufë prej dy-tre sendesh të lidhura bashkë. *Bigë me manushaqe. Bigë me qershi. Bigë misrash.*
5. Shkëmb me majë; vendi midis dy shkëmbinjve me majë; mal me dy maja. *Vend me biga. Mai me biga. Hipi mbi një bigë.*
6. *tek.* Vinç i madh me dy krahë. *Bigë lundruese. Biga "Adem Reka".*
7. *përd. ndajf.* Çift e drejt përpjetë. *ka mustaqet bigë. I bëri (i ngriti, i çoi) këmbët bigë. mospërf.* vdiq; ngordhi. *bën (i ngre, i mban) veshët bigë* i ngre ve-shët për të dëgjuar me mirë, përgjon me vëmendje të madhe, i bën veshët -pipëz.
•*k* Ra në bigë nisi të dyshojë; ra në mëdyshje. E vuri (e shtiu, e futi) në bigë *dike* e vuri në gjendje shumë të vështirë, e zuri keq.
BlGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. *shih* BIGË,
~A i,3,s.
BIGËT (i, e) *mb.* Që është i ndarë me dysh si bigë. *Dru* i *bigët.*
BlGËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dru bigë, në të cilën vihen gjethe etj. që t'i hanë bagëtitë. *Një bigëz kashtë. I dha të hajë në bigëz.*
BIGËZlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BIGËZOJ, BIGËZOHET. *U*
*be bigëzimi.*
2, Vendi ku ndahet me dysh një dru, një rrugë, një lumë ose diçka tjetër. *Bigëzimi i drurit. Bigëzimi i lumit. Bigëzim rrugësh. Bigëzimi i hekurudhës.*
BIGËZOHET *vetv.* Ndahet me dysh si bigë (për drurët, rrugët, lumenjtë etj.). *Bigëzohet udha (lumi).*
BIGËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Ndaj me dysh si bigë majen e një sendi a diçka tjetër. *E bigëzoi shkopin me brisk.*
BIGOHET *vetv. shih* BIGËZOHET.
BIGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* BIGËZOJ.
BIGONË, ~A . *sh.* ~A, ~AT *muz.* Vegël mu-zikore popullore, që ka një pipëz dhe dy tyta prej kocke. *bie bigonës.*
BIGONI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Shpifje. *nxori (i ngjiti) bigoni.*BIGORR,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* ÇMËRS,—-I i _3- *Mur me bigorr. Shtresë bigorri. Lëshon (zë) bigorr. Heq (pastroj) bigorrin.*
*2. fig.* Fundërrinë; poshtërsi.
• U be bigorr u forçua shumë, u be i ngurtë, u be çmërs.
BIGUDI,~A . *sh.* ~, ~TË. Shkopth a gyp i vogël prej metali, më të cilin grate mbledhin tufëzën e flokëve për t'i dredhur. *Vë bigudítë. Mbledh (dredh) me bigudi.*
BIJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vajza kundrejt prindërVe të vet. *Bija e madhe (e vogël). Bijë e dashur (e dhembshur). Bijë e vet me. Ime bijë. E bija* vajza e tij ose e saj. *Nënë (mëmë) e bijë. Alë e bijë. Eja, bijë e nënës! Bijë në shpirt* vajzë e adoptuar. *Martoi të bijën. E kam si bijën time. Kur vjen bija, qesh shtëpia. fj. u. I bërtet së bijës, të dëgjojë e reja. fj. u.*
*2.* Vajzë ose grua në lidhje me vendin e lindjes ose me shtresën e vet shoqërore; vajzë ose grua luftëtate, që është pjellë e një lëvizjeje të madhe shoqërore a që është e lidhur me mish e me shpirt me vendin e me popullin e vet. *Bijë besnike e popullii (e Partisë, e klasës punëtore). Bijë e malësisë (e Kelmendit, e Labërisë). Bijë e fshatit tone. Bijë e revolucionit. Bijë prej Reçi.*

3. Përdoret për të thirrur një vajzë a një grua të re nga një i moshuar, i cili e quan atë të afërt si vajzën e vet. *Eja, moj bijë! Të falemnderit, moj bijë!*
4. Pjellë femër e drejtpërdrejtë e një kafshe. *Më-shqerrat bija.*
5. Pjesa që shkëputet nga një kupon, nga një çek etj. *Amë e bijë.*
*6. fig.* Pjellë e diçkaje, diçka që ka dale nga një gjë tjetër, në lidhje me burimin ose me prejardhjen e vet. *Vera është bija e hardhisë. Cjuha shqipe është bijë e ilirishtes.*
*7. përd. mb.* Që ka lindur ose që është formuar duke u shkëputur nga diçka tjetër kryesore a fillestare. *Qelizë bijë. Ndërmarrje (uzinë) bijë. Shoqëri bijë.*
\-*k* E bija (gruaja) e botës *përçm. shih te* BOTË,~A. Si e ëma dhe e bija *mospërf. shih tek* ËMË,~A.
BIJËRI,~A. 1. *përmb.* Tërë bijtë e bijat, djemtë e vajzat e dikujt. *U mblodh bijëria. 2. shih* BIJËSI,~A. *Lidhje bijërie.*
BIJËSI,~A. *libr.* 1. Lidhjet e djalit ose të vajzës kundrejt prinderve nga pikëpamja ligjore; të qenët a të njohurit si fëmijë i dikujt; birëri. *Njohja e bijësisë. Vërtetimi i bijësisë. Të drejtat e bijësisë.*
*2. fig.* Prejardhje e drejtpërdrejtë ose zhvillim me lidhje të drejtpërdrejtë trashëgimie.
BIJlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kup-timit të foljes BIJOJ.
2. *përmb.* Të gjithë fëmijët e lindur nga dy bashkë-shortë; brezni.
BIJOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Bëj fëmijë. BIJOR,~E *mb. libr.* Birnor. *Dashuri bijore.*
BIKARBONAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Kripë
e acidit karbonik, që përdoret në bujqësi, në indus-
trinë ushqimore etj.; sodë buke. *Bikarbonat i sodës*
*(i natriumit)* sodë buke. *Bikarbonat potasi. Prodhimi*
*i bikarbonatit.*
BIKËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Fulterëz, bishtfultere.
BIKME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pe prej mëndafshi të dredhur, që përdoret për të qëndisur veshjet. *punuar (i qëndisur) me bikme.*
BILAN,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Rrip që shkon nëpër krahëror të kalit dhe lidhet me frerin. *Bilani i kalit.*
*2.* Varg a gjerdan me para prej metali, që vënë grate në gjoks ose nëkokë për zbukurim. *Kapuç me bilan. Stolisur me bilan. Vinte bilanë.*
BILANC,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *fin.* Përfundim që del nga krahasimi i të ardhurave me shpenzimet, kur mbyllim një llogari; pasqyra përmbledhëse me këtë përfundim. *Bilanci vjetor (mujor). Bilanc për-mbledhës. Bilanc aktiv* bilanc, në të cilin të ardhurat janë më të mëdha se shpenzimet. *Bilanc pasiv* bilanc, në të cilin shpenzimet janë më të mëdha se të ardhurat. *Bilanci i pagesave. Bilanci i fuqisë punëtore. Bilanci i ndërmarrjes. Pasqyra e bilancit. Hartimi i bi-lancit. Bëj (nxjerr, mbyll, paraqit) bilancin.*
2. *ek.* Shprehje me shifra e marrëdhënieve ndërmjet anëve të një veprimtarie, të cilat baraspeshojnë njëra-tjetrën. *Bilanci tregtar (monetar). Bilanci i ekonomisë popullore. Bilanci i industrisë (i eksportit). Metoda e bilancit.*
3. *fig.* Pasqyrë e përfundimeve të arritura në një fushë veprimtarie brenda një kohe të caktuar, vështrim përmbledhës e vlerësues i arritjeve. *Bilanc i pasur (i shkëlqyer). Bilanc fitoresh (suksesesh). Bilanci i punës. Bilanci i ditës. Bëj bilancin.*
4. *spec.* Marrëdhënie ose përpjesëtime ndërmjet dy anëve të një dukurie, të një veprimi etj. *Bilanci ushqimor. Bilanci i ngrohtësisë. Bilanci i kohës.*
BILARDO,~JA . *sh.* ~, ~T. Lojë me bila dhe me stekë, që luhet në një tryezë të posaçme dhe sipas djsa rregullave; tryezë kënddrejtë, e veshur me një cope të gjelbër, me buzë të ngritura dhe zakonisht me gjashte vrima, në të cilën luhet kjo lojë. *Bilardo me gropa. Bilat e bilardos. Stekë bilardoje. Tryezë bilardoje. Salla e bilardos.*
-*k* Stekë bilardoje *shak. shih te* STEKË,~A.
BILASHNJOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bisk që lëshon trungu i një lisi të prerë. *Nxjerr (lëshon) bilash-njokë.*
BILBIL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Zog I vogël shtegtar, me pupla të përhime në bark dhe të murr-me në krahët, që njihet si këngëtari me i mirë ndër gjithë zogjtë. *Bilbil pylli. Bilbil uji. Zë bilbili. Kënga e bilbilit. Këndon si bilbil. Fëmija është bilbili i shtëpisë. fj- u.*
2. Mjet i vogël me një pip, të cilit i fryjmë për të nxjerrë fërshëllimë. *Bilbil druri. Bilbili i gjyqtarit të lojës (i policit, i rojës). Bilbil fëmijësh. Fërshëllima e bilbilit. Luge me bilbil. I ra (i fryu) bilbilit.*
3. Reze për të mbyllur dritaret, me një thith me sustë, i cili hyn në një unazë. *Bilbila për dritare.*
4. *përd. mb.* Që këndon shumë bukur; që flet shpejt e bukur; që është i mprehtë, që e kap shpejt diçka. *E ka gjuhën bilbil. Është bilbil nga goja. I ka veshët bilbil.*
• Bilbil gjyzari figure e përrallave popullore: bilbil me zë shumë të bukur, që pafaqitet sikur bën çudira.U be bilbil u ndreq, u be lule (për njerëz që nuk kanë qenë të rregullt). Mbeti bilbil mbeti fate pa gjë ose pa njeri. Ishte si bilbili në kafaz ishte i tnirë e i zoti dhc i kishte të gjitha për të jetuar, por nuk kishte liri; ishte pa liri e pa shpresë.
BILBILESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zoo!. Fem. e* BILBIL, ~I i.
BILE *pj. bised.* Aq me shumë, aq me tepër; madje. *Bile edhe ai e di. Bile, bile me mirë të mos vinte.*
BILETARI~A . *sh.* ~, ~TË. Vend ku shiten bileta. *Biletaria e kinemasë. Biletaria e stadiumit. Biletaria e trenit.*
BILETASHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shet bileta, shitës i biletave. *Biletashitë'si i teatrit (i sta-cionit).*
BILETASHITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BILETASHITËS,~I.
BILETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e vogël letre a kartoni, me shënimet e nevojshme, që merret kundrejt një pagese dhe që përdoret për të parë një shfaqje a një lojë, për të hyrë në një vend argëtimi, për të udhëtuar me një mjet etj. *Biletë kinemaje (tea-tri, sporti). Bileta e hyr)es. Biletë udhëtimi. Biletë autobusi (treni, aeroplani, vapori). Biletë lotarie. Biletë vajtje-ardhje. Biletë e klasës së pare. Gjysmë bi-lete. Çmimi i biletës. Bllok biletash. Shitës biletash. Blej (pres, marr) biletën. Hyri pa biletë. Kontrolloj (gris) biletat.*
*2. fin.* Kartëmonedhë, bankënotë. *Biletë banke (bankare).*
3. Fletë letre me pyetjet, të cilave duhet t'u përgji-gjet nxënësi a studenti në provim. *Biletë provimi. Pyetjet e biletës. Pyetje jashtë biletës.*
BlLË,~A *f. sh.* ~A, ~AT. 1. Kokërr fildishi ose prej lënde sintetike, e rrumbullakët dhe e madhe sa një portokall, që përdoret në lojën e bilardos. *Bilat e bilardos. Bila e bardhë.*
2. *spec.* Kokërr e vogël prej metali a prej lënde tjetër të forte, e rrumbullakët dhe e lëmuar si rruazë, që hyn në

punë për diçka, së bashku më të tjerat. *Bilat e numëratores. Kushinetë me bila. Luajnë me bila.*

BILlKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ibrik i vogël me lëfyt, zakonisht prej teneqeje, që përdoret për t'u dhënë ujë fëmijëve ose për të hedhur vajin. *Bilike uji (vaji). I dha ujë me bilike.*

BILION,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *mat.* Një mijë mi-lionë, miliard (në disa sisteme njehsimi); një milion milionë ose një mijë miliardë (në sistemin anglez e gjerman të njehsimit).

BILONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Bisk i drejtë, që del nga trungu i prerë i një peme, lastar. *Bilonja plepi. Bilonjë pylli. Nxjerr (lëshon) bilonja. E drejtë si bilonjë.*

2. *fig.* Vajzë a grua me shtat të giatë e të drejtë, biskonjë. *Ishte bërë bilonjë.*

BILUR,~I m. *bised.* 1. Porcelan. *Enë (pjatë) biluri. I bardhë si biluri.*

2. Xham i paster; kristal i bardhë. *Gotë biluri.*

3. *përd. mb. fig.* Shumë i paster, shumë i kthjellët; shumë i bardhë. *Është qielli bilur. E mban shtëpinë bilur. I ka llërët bilur.*

*4. përd. ndajf. fig.* Shumë (me mbiemrat “i bardhë”, “i pastër”, “i kthjellët”). *Bilur i bardhë. I pastër bilur.*

BILURTË (i, e) *mb. bised.* 1. Që është bërë prej biluri. *Enë e bilurtë.*

*2. fig.* I bardhë si biluri. *Dorë (litre, fytyrë) e bilurtë. Këmishë e bilurtë.*

BIMBASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Oficer epror në ushtrinë e Perandorisë Osmane, i cili kishte një grade që i përgjigjet asaj të majorit.

BIMË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dru, shkurre, ba-rishte, lule, kërpudhë a qenie tjetër e këtij lloji, që mbin, rritet e jeton zakonisht e ngulur në një vend, që e merr ushqimin nga toka dhe nga ajri me rrënjë e me gjethe dhe që shumëzohet me fara ose me las-tarë; emër i përgjithshëm për qenie të tilla të gjalla, që rriten në tokë ose në ujë dhe që dallohen nga kaf-shët, nga që nuk lëvizin vetë. *Bimë të egra (të buta, të dobishme). Bimë njëvjeçare (shumëvjeçare). Bimë pyjore (barishtore, bishtajore, grunore). Bimë kaca-varëse (ngjitëse). Bimë mjekësore. Bimë vajore (mjal-tëse, helmuese, ngjyruese). Bimë zbukurimi. Bimë dhome. Bimël e Shqipërisë. Bota e bimëve. Zhvillimi i bimëve. Rrënjët (farat) e bimëve. Mbrojtja e bimëve. Vaj bimësh. Llojet e bimëve.*

*2.* Pjesa a trupi që del mbi tokë nga një fare. *Bimë e vogël. Bima e misrit (e grurit). Numri i bimëve për hektarë. Lëshon bimë.*

3. Kulturë bujqësore e arave. *Bimë bujqësore (in-dustriale). Bimë pranverore. Bimë shoqëruese. Bimë të hershme (të vona). Bimët e arave. U bëjnë shërbi-met bimëve.*

4. *fig. bised.* Pjellë; pasardhës. *Bimë e keqe. Slanë bimë.*

*k* Duket bima që kur mbin *fj.u.* një punë e mbarë duket që në fillim, dita e mirë duket që në mëngjes.

BlM,ËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Bëzhdile, lë-mishte. *ra një bimël në sy.*

BIMËNGRËNËS,~E *mb. biol.* 1. Që ushqehet me bimë. *Qenie bimëngrënëse.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Kafshë a qenie tjetër që ushqehet me bimë.

BIMËSI,~A . Tërësia e bimëve që rriten në një vend; bimët që rriten mbi tokë a në ujë, bota e bimëve. *Bimësi tokësore (ujore, nënujëse). Bimësi e dendur (e pasur). Bimësi e lartë (e ulët). Bimësi mesdhetare (tropikale). Bimësia e Shqipërisë. Bimësia e maleve (e fushave, e kënetave). Bimësia e detit. Zhvillimi i bimësisë.*

BIMËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *libr.* Kolek-sion bimësh të thara për qëllime studimi, herbarium. *Krijuan një bimëtore.*

BlMËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. Fija e parë e bimës, që del nga fara kur mbin; bima e re që sapo ka dale mbi tokë. *Bimëz misri (pambuku). Kanë dalë bimëzat.*

BIMISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i mbuluar me bimë, vend me bimësi të dendur. *Pllajë me bimishta.*

BIMOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me bimët, i bimëve; që përbëhet prej bimësh; që bëhet ose që nxirret nga bimIt. *Bota bimore. Vaj bimor. Lënde bimore. Ushqime bimore.*

BIMORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tokë e mbjellë me bimë bujqësore. *Bimore e madhe.*BIMSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Qilar, bodrum. *Bimsa e shtëpisë. Mbaj (mbyll) në bimsë.*

BINA,~JA . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Ndërtesë; the-meli i një ndërtesë. *Bina e madhe (dykatëshe). E madhe sa një bina. Ngriti një bina. Hapi bina. Hodhi binanë. Ndreqi binanë. Binaja s'mbahet pa shtylla. fj. u.*

2. *fig. mospërf.* Njeri a kafshë me trap të madh; send shumë i madh. *Alamet binaje!*

3. *përmb. bised.* Bijtë e bijat, fëmijët; pasardhësit e një njeriu. *Baba pa bina.*

*k* I vuri bina *dikujt* shpifi, trilloi diçka kundër dikujt. Të shuan binanë (derën, pishën) *shih te* SHUAJ. U shoftë me bina! *mallk.* u sh faros të me gjithçka, mos i mbettë asnjë gjurmë! S'iu duk (s'iu gjend) binaja u zhduk fare, humbi pa lënë gjurmë.

BINADALË *mb. bised.* Binashuar. BINAMADH,~E *mb. bised.* Trupmadh.

BINAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Tra i hollë, i sha-rruar e me katër faqe. *Binar list (plepi, pishe). Binarët e dyshemesë (e çatisë). Pres (çaj) binarë. Mbërtheu binarët.*

2. Çdonjëri nga dy trarët e posaçëm prej metali, mbi të cilët ecin rrotat e trenit a të tramit; shine. *Binarët e hekurudhës (e trenit). Shtruan binarët. Këm-beu binarët (treni). Doli nga binarët (treni).*

3. *vet. sh. fig.* Drejtimi, në të cilin zhvillohet një veprimtari, një dukuri etj. ose rruga, në të cilën ecën e vepron një njeri, një organizatë, një shoqëri a një shtet; rrugë, mënyrë; vijë a rrugë e drejtë. *Ecën në binarë të drejtë. Është në binarë. Doli (iku, u largua) nga binarët. Hyri (erdhi) në binarë. E solli (e ktheu,* e *vuri) në binarë.*

*ir* Ka dale nga binarët a) ka dale nga rruga e drejtë, është shthurur, s'është me në rregull; b) ka luajtur mendsh, është çmendur. E vuri në binarë (në udhë, në rrugë, në vijë) *shih tek* UDHË,~A. Erdhi në binarë (në udhë, në rrugë, në vijë) *shih tek* UDHË,~A.

BINASHUAR *mb. bised.* 1. Që nuk lë pas fëmijë e pasardhës, rrënjëdalë; *si mallk.* që mbettë pa njeri e i shkretë.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

BIND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Diçka që ngjall habi me madhësinë ose me pamjen e jashtëzakonshme a të frikshme që ka. *Bindi i dheut. për bind* në mënyrë të çuditshme, në mënyrë të jashtëzakonshme e të frikshme.

BIND *kal,* ~A, ~UR. 1. I mbush mendjen dikujt me arsyetime, me fakte e me prova se diçka është e vërtetë a e drejtë dhe e bëj të besojë plotësisht për këtë; e bëj të pranojë diçka si të vërtetë e të drejtë dhe të mos dyshojë

për këtë. *Bind shokët. Bind masat. Bind me fjalë (me fakte, me prova). Përpiqem (arrij) ta bind.*
2. *bised.* Bëj dike të çuditet së tepërmi, e habit, e rhahnit. *Bindi botën.*
BINDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Dami-xhanë. *Binde rakie. Binde me verë.*
BINDEM *vetv.* 1. Me mbushet mendja se diçka është e vërtetë a e drejtë, besoj plotësisht për këtë; pranoj diçka pa asnjë dyshim si të vërtetë e të drejtë; sigurohem për diçka. *Bindem vetë. U bind me në fund.*
*2.* Veproj sipas kërkesave dhe urdhrave të dikujt,
e dëgjoj dike dhe i nënshtrohem pa e kundërshtuar. *U bindem prindërve. I bindem urdhrit. Bindem pa fjalë.*
3. *bised.* Çuditem nga diçka e jashtëzakonshme, habitem, mahnitem. *Bindeshin të gjithë me të.*
*4. Pës. e* BIND.
• U bind dreqi *thjeshtligj.* ndodhi diçka e jashtëzakonshme, u be një pështjellim i madh. I bindet shkopit të dirigjentit (të dirigjuesit) *libr. shih te* DI-RIGJENT,~I.
BINDËRME,~JA. *sh.* ~, ~TË. 1. Vijë e thelluar, që bëhet buzë një dërrase në mënyrë që kjo të për-puthet rrafsh me një dërrasë tjetër. *Bindërmeja e kutisë. Bindërme për xhamat në dritare. Dërrasa (dysheme) me bindërme.*
2. Zdrukth i hollë, që shërben për të bërë këtd vijë. *Punon me bindërme.*
3. *përd. ndajf.* Njëri mbi tjetrin, që të puthiten mirë; kaluar, kaluarthi. *shtroj dërrasat bindërme. I vë vargjet e duhanit bindërme.*
BlNDËS,~E *mb.* Që të mbush mendjen, që të bind; që synon të bindë dike. *Prove bindëse. Force bindëse. Shembull (fakt) bindës. Punë bindëse. Për-gjigje bindëse. Arsyetim (shpjegim) bindës. Në mënyrë bindëse.*
BINDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BIND, BINDEM. *Metoda e bindjes. Forca e bindjes. Me anën e bindjes.*
*2.* Besimi i plotë se diçka është e Vërtetë dhe e drejtë; mendim i ngulur e i palëkundur. *Bindje e plotë (e patundur, e thellë). Bindje e ndërgjegjshme. Bindje e verbër. Kam (shpreh) bindjen. Krijoj (formoj) bindjen. Flas (veproj) me bindje.*
3. *kryes. sh.* Tërësia e pikëpamjeve që ka një njeri, mendimet që mbështeten në botëkuptimin e tij. *Bindje politike (ideologjike, morale, filozofike). Bindje fetare. Formoj bindjet e mia.*
BlNDSHËM *ndajf. libr.* Në mënyrë bindëse. *Flet bindshëm.*
BINDSHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* 1. *shih* BIN-DUR(i, e)2.
2. *vjet.* Që ngjall habi me madhësinë a me pamjen e jashtëzakonshme ose me vetitë e rralla; i çuditshëm. *Kujtesë e bindshme.*
BINDUR (i, e) *mb.* 1. Që i është mbushur mendja për diçka, që ka bindje, që ka besim të plotë për diçka; që shpreh bindje të forte. *Ateist i bindur. Jam i bindur.*
2. Që i zbaton pa kundërshtuar kërkesat, porositë a urdhrat e dikujt; që nuk kundërshton, i dëgjueshëm; *kund.* i pabindur. *Fëmijë i bindur. Vajzë e bindur. N'eri i bindur.*
BINEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë barishtore parazitare, me kërcell të shkurtër e të hollë, që bën kokrra të vogla si të fshesës dhe që del në arat e mbje-lla me oriz.
BINISH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Xhybe e gjerë, që vishnin hoxhallarët; pallto e gjerë burrash prej cohe të mirë etj. *Binish lëkure.*
2. Pallto e gjerë prej mëndafshi, me ngjyrë të errët, që vishnin grate muhamedane duke mbuluar edhe kokën. *Binishi i nuses.*
BINOKËL,~LI *m. sh.* ~LA, ~LAT *libr.* Dylbie shkurtër dyfishe për të parë më të dy sytë njëkohë-sisht. *Binokël teatri (stadiumi).*
BINOM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *mat.* Shprehjc algjebrike, që përbëhet prej dy termash të bashkuar me shenjën plus ose minus. *Formula e binomit. Ku-fizat e binomit. Shumëzimi i binomeve.*
2. *fig. libr.* Dy dukuri ose dy nocione, që kanë ndër-mjet tyre lidhje të dyanshme. *Njëra anë e binomit.*
BINOSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dm ose hu me dy maja, bigë.
BINJAK,~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Secili nga dy fëmijët që lindin njëkohësisht nga e njëjta mëmë. *Lindi binjakë. Jane binjakë.*
2. *fig.* Send që i ngjan shumë një tjetri dhe që është i lidhur ngushtë me të.
BINJAK,~E *mb.* 1. Që ka lindur njëkohësisht me një tjetër nga e njëjta mëmë. *Motra binjakë. Vëllezër binjakë. Qengja binjakë.*
2. Që përbëhet prej dy pjesësh të njëjta, dyshe; që ka dy pjesë të lidhura a të ngjitura bashkë ose të rritura bashkë. *Qershi (arrë, kumbull) binjakë. Lisa binjakë. Çukë binjakë. Qime binjakë. Gishta binjakë* dy gishta të ngjitur bashkë. *Enë binjakë.*
3. *fig.* Që është shumë i ngjashëm me një tjetër, që është pothuajse njësoj si një tjetër.
4. ii *em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kalli misri, që përbëhet nga katër a pesë kallinj të vegjël të ngjitur sëbashku; vëllezër.
BINJAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BINJAK, ~U i. *Lindi dy binjakë.*
BINJORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dy degë që dalin nga i njëjti vend; bigë. *vëpjergullës një binjore.*
BIO- *fjalëform. libr.* 1. Pjesa e parë e disa termave të përbërë, që tregon lidhjen me jetën dhe me proceset jetësore; p.sh. biofizikë, biokimi, biosferë, bioterapi, bioenergjetikë, biogjenezë etj.
2. Pjesa e parë e disa termave të përbërë, që i për-gjigjet ku?timit të fjalës biologjik; p.sh. bioprepa-rat, biofiltër, biokatalizator etj.
BIOFIZlKË,~A . Shkencë që studion dukuritë dhe ligjet fizike tek organizmat e gjallë.
BIOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Hartues i një jetëshkrimi, jetëshkrues. *Biograf i njohur.*
BIOGRAFI,~A . *sh.* ~, ~TË. Përshkrimi i jetës së një njeriu, jetëshkrim; të dhënat për jetën dhe për veprimtarinë e dikujt. *Biografi e pasur (e paster). Bëj (shkruaj) biografinë.*
•*k* I bëri biografinë *keq.* tha gjithçka dinte për një njeri, duke e marrë nëpër gojë.
BIOGRAFIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me jetë-shkrimin, jetëshkrimor. *Shënime (të dhëna) biogra-fike. Studim (artikull) biografik. Vepër biografike. Fjalor biografik.*
BIOklMI,~A . Shkencë që studion proceset kimike tek organizmat e gjallë. *Laboratori i biokimisë.*
BIOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fu-shën e biologjisë.

BIOLOGJl,~A . 1. Shkencë natyrore, që studion dukuritë e ligjet e përbashkëta të jetës e të zhvi-llimit të të gjitha qenieve .ë gjalla. *Biologjia e për-*
*gjithshme. Biologjia e bimëve (e kafshëve). Kabineti (këndi) i biologjisë. Instituti (fakulteti) i biologjisë.*
*2.* Veçoritë e ndërtimit dhe të zhvillimit të një qe-nieje të gjallë, që përcaktojnë natyrën e saj. *Biologjia e një kafshe (e një kandrre). Biologjia e një bitne.*
3. Lëndë mësimore që jep njohuritë e kësaj shkencë në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Mësuesi i biologjisë. Ora e biologjisë. Mori dhjetë në biologji.*
BIOLOGJIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me bio-logjinë, i biologjisë; që ka të bëjë me jetën e gjallë ose me qeniet e gjalla. *Proces biologjik. Ligj biologjik. Veti (veçori) biologjike. Analizë biologjike. Stacion biologjik. Vdekje biologjike. Nevojë biologjike. Kusht biologjik. Teori biologjike. Kabineti biologjik.*
*2.* Që ka të bëjë me përdorimin e biologjisë ose me shfrytëzimin e mundësive dhe të mjeteve që jep ajo për qëllime praktike. *Pastrim biologjik. Metodat biologjike. Armë biologjike. Lufta biologjike.*
BIORRYMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *spec.* Rrymë elektrike, që lind në indet e njerëzve, të kafshëve e të bimëve, për shkak të ndryshimeve të ngarkesave elektrike në anët e qelizave. *Biorrymat e trurit. Re-gjistrimi i biorrymave.*
BIOSFERË,~A . *spec.* Zone e rruzullit tokësor, në të cilën ka jetë; tërësia e qenieve të gjalla që je-tojnë në tokë, në ujë dhe në atmosferë.
BIPLAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *av.* Aeroplan me dy pale krahë. *Biplan zbulues (ushtarak).*
BIR,~RI *m. sh.* ~J, ~JTË. 1. DjalI kundrejt prindërve të vet. *Bir iyetëm. Atë e bir. Nënë (mëmë) e bir. Bir e bijë. Eja, bir i nënës! Bir punëtori (fshatari). Bir në shpirt* djalë i adoptuar, bir i qaSur. *Biri im i dashur! Im bir. I biri* biri i tij ose i saj. *E shoqja e të birit.*
2. Djalë ose burrë në lidhje me vendin e lindjes ose me shtresën e vet shoqërore; djalë ose burrë luf-tëtar, që është pjellë e një lëvizjeje të madhe shoqërore a që është i lidhur me mish e me shpirt me vendin e me popullin e vet. *Bir besnik i popullit (i Partisë, i klasës punëtore). Bir i Shqipërisë. Bir i malësisë. Bir i fshatit tone. Bir i revolucionit.*
3. Përdoret për të thirrur një djalë a një burrë të ri nga një i moshuar, që e quan atë të afërt, si djalin e vet. *Eja, more bir! Afrohu, biro!*
4. *kryes. sh.* Pasardhësit e drejtpërdrejtë, brezi i ri. *Bir pas biri. Etër dhe bij.*
5. Pjellë mashkull e drejtpërdrejtë e një kafshe. *Demal bij.*
*-k* I biri (burri) i botës *përçm. shih te* BOTË,~A. I biri i njerkës *shih te* NJERK Ë,~A. I biri i vashës *shih te* VASHË,~A. Bot e bir *shih te* BOT. S'ka bir (zog) nëne *thjeshtligj.* s'ka asnjë njeri të aftë, s'është askush i zoti (për të përballuar diçka shumë të vështirë). Djalli (dreqi) më të birin *thjeshtligj. shih te* DJALL,~I. Qen bir qeni *shar. shih te* QEN,—1 *z.*
BIRAÇ~I m. *sh.* ~E, ~ET. Kamare e vogël në mur në anë të vatrës. *Vuri filxhanin në biraç.*
BIRAÇOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vrimë e vogël.
BIRALEC,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj kulaçi, të cilit i bëhet një vrimë në mes.
BIRALIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Qepshe gjelle me vrima.BIRAMEL,~E *mb. krahin.* 1. Që zhbiron për të marrë vesh çdo gjë; që kërlcon e gjurmon kudo për të mësuar diçka, që s'lë gjë pa trazuar për të zbuluar diçka, tepër kureshtar, zhbirues. *Burrë biramel. Grua biramele.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BIRBO,~JA m. *sh.* ~, ~T *keq.* Njeri pa shtëpi e pa katandi; ai që bën jetë të parregullt; njeri men-djelehtë e i dhënë pas jetës së shthurur. *Jetë birbosh.*
BIRÇE,~JA *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. *përk.* Djalë i ri; bir.
2. *mospërf.* Djalë i përkëdhelur, djalë të cilit nuk i pëlqen shumë të punojë; i biri i botës, tjetri. *Ai bir-çja nuk punonte. S'e prish(e rehalin birçja.*
BlRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vrimë.
• Birë me birë *shih* Vrimë me vrimë *te* VRIMË,~A. I mbeti birë në zemër i erdhi shumë keq që la diçka pa bërë, i mbeti peng.
BIRËRI,~A . 1. Të qenët bir i dikujt, lidhja e djalit me prindërit e vet.
2. *shih* BIJËSI,~A. *E nxori birërie.*
3. *fig.* Prejardhje e drejtpërdrejtë ose zhvillim me lidhje të drejtpërdrejtë trashëgimie. *Lidhje birërie.*
BlRËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Çekan ose daltë
me majë, që përdoret për të hapur vrima.
BIRËSlM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptImeve të foljeve BIRËSOJ, BIRËSOHEM.
BIRËSOHEM *libr. Pës. e* BIRËSOJ.
BIRËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* Marr në fa-milje një të mitur, duke i dhënë të gjitha të drejtat e fëmijës së barkut, e bëj bir a bijë në shpirt; adoptoj. *Birësoi dy fëmijë.*
BIRËVESHË,~A *m. sh.* ~A, ~AT *2ool. shih* GËRSHËRËZ,~A 2-
BIRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve BIROJ, BIROHET. *Birim mekanik. Birimi i masureve.*
BIRINXHI *ndajf. vjet.* 1. për bukuri, shumë mirë. *Kuptonte birinxhi. Panët shkonin birinxhi. U rregulluam birinxhi.*
2. *përd. mb.* Shumë i mirë, i dorës së pare. *U be birinxhi. Qenka birinxhi.*
BIRKO,~JA *m. sh.* ~, ~T *mospërf. shih* BIRÇE, ~JA.
BIRMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor yendës i Birmanisë ose ai që e ka prejardhjen nga Birmania.
BIRMAN,~E *mb.* Që ka të bëjë me Birmaninë ose me birmanët, që është karakteristik për Birmaninë ose për birmanët, i Birmanisë ose i birmanëve; që është krijuar nga birmanët. *Populli birman. Gjuha birmane. Veshje birmane. Zakone birmane.*
BIRNOR,~E *mb.* Që është karakteristik për birin, që është i tillë si te biri, prej biri. *Dashuri (mirënjohje) birnore.*
BIROÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Karrocë e lehtë me dy rrota, e tërhequr nga një kale. *Hipi në biroçe. Mbrehu kalin në biroçe.*
BIROHET. *Pës. e* BIROJ.
BIR OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I bëj vrimë, e shpoj; e bëj me vrima. *Biroj drurin (murin).*
_- la biroi jetën ia prishi jetën, e shkatërroi. la biroi shpirtin (zcmrcn) i dhimbset shumë, i vjen keq sa s'ka, ia këputi shpirtin.
BIRUCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vrimë e vogël. *Birucë miu.*
*2.* Qeli shumë e vogël në burg, zakonisht për një njeri që mbahet i veçuar nga të tjerët; burg. *Birucë burgu. Birucë e errët (e ftohtë). E futën në birucë.*

3. *fig.* Dhomë e vogël, e ngushtë dhe pa dritë. *Je-tonte (banonte) në një birucë.*
BIRCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *zool.* Emër i disa kandrrave dëmtuese, larvat e të cilave shpojnë vrima në pemët. *Biruesi i fikut. Biruesi i ullirit. Biruesi i hardhisë. Biruesi i kumbullës.*
2. *keq.* Ai që fut hundët kudo, ai që përzihet në punët e të tjerëve; biramel. *Birues i keq.*
BIRUES,~E *mb.* Që bën vrima; që shërben për të hapur vrima. *Krimb birues. Kunj birues.*
BIRRARI,~A . *sh.* ~, ~TË. Lokal ku shitet dhe pihet birrë. *Birraria "Tomori".*
BlRREM *vetv.* 1. Nuk gjendem me, humbas; zhdu-kem, iki, nuk dukem me (edhe *fig.). U borën dhentë. Iu bor shëndeti. për gozhdën birret potkoi. fj.u.*
2. Jepem shumë pas diçkaje, humbas mendjen pas saj. *Birr em pas punës. U bor pas dëfrimeve.*
3. Humb, vdes; prishem, shkatërrohem, shkoj kot; bëhem fli për dike.
4. *Pës. e* BJERR.
BIRRË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Pije alkoolike e butë, që bëhet zakonisht nga elbi i tharbëtuar dhe nga sum-bullarja; një masë e caktuar e kësaj pijeje (një gotë, një shishe). *Birrë e ftohtë. Birrë e zezë. Birrë fuçie. Shishe (gotë) bine. Tharm (maja) bine. Fabrika e birrës. Një krikëll (një gotë, një shishe) birrë. Poro-sitën dy birra.*
BIS *pasth.* 1. Përdoret për të kërkuar përsëritjen e një pjese të kënduar ose të luajtur në skenë. *Thërres bis.*
*2. përd. mb. libr.* Përdoret për të treguar që diçka del për së dyti, e përsëritur. *Paqe pesëmbëdhjetë bis.*
BISBIQ,~I i *m. sh.* ~E, ~ET *gjell.* Kulaç që bëhet me miell misri të situr hollë, me qumësht dhe me gjalpë.
BISBIQ,~I II *m. sh.* ~Ë_, ~ËT. 1. Bagëti (dele ose dash) që e ka trupin të imët e të dobët dhe që zakonisht nuk është e shtruar e ndahet nga tufa.
2. *keq.* Njeri zakonisht me trup të Vogël a të hequr, por shumë i lëvizshëm; llafazan e ngatërrestar; mistrec.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Dele bisbiqe. Fëmijë bisbiq.*
BISEDAR,~E *mb.* 1. Që di ta mbajë bisedën të gjallë, kuvendar.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Bisedare e madhe.*
BISEDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkëmbim i lire mendimesh ndërmjet dy a me shumë njerëzve për çështje të jetës së përditshme ose të punës; të folur i lire ndërmjet dy a me shumë vetave; kuvendim.*Bisedë e përzemërt (shoqërore, miqësore, familjare). Bisedë e ngrohtë (e lire, e shkurtër, e këndshme, e mërzitshme, e shtruar). Zë (hap, çel, filloj, nis) bise-dën. Ndërpres bisedën. Ndërroi bisedë. I dha fund bisedës. U këput filli i bisedës. E solli bisedën le...*
*2.* Fjalë a ligjëratë që mbahet përpara dëgjuesve për një temë ose për një çështje; trajtimi i një pro-bletni me pyetje e përgjigje a me shkëmbim men-dimesh ndërmjet pjesëmarrësve. *Bisedë politike (shken-core, letrare). Bisedë në radio. Bisedë me një shkrimtar. Bëri (organizoi) një bisedë.*
3. Metode e punës mësimore në shkollë, sipas si cilës mësuesi, gjatë shpjegimit të njohurive të reja, me qëllim që ato të përvetësohen edhe me mirë, tërheq edhe nxënësit që të fiasin. *Bisedë paraprake (hyrëse, përforcuese). Bisedë e lire. Bisedë kontrolli. Metoda e bisedës.*
*k* Bisedë pas bisedë pasi biseduam për një kohë të gjatë për disa çështje, fjalë pas fjale.
BISEDlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kiiptimeve të foljeve BISEDOJ, BISEDOHET.
2. Shkëmbim i lire mendimesh ndërmjet dy ose me shumë njerëzye për çështje të jetës së përditshme ose të punës, bisedë. *Bisedim telefonik. Bisedim i përzemërt (i gjallë, i këndshëm). Hyri (mori pjesë) në një bisedim.*
3. *vet. sh.* Shkëmbim mendimesh ndërmjet dy a me shumë palëve për të arritur një marrëveshje ose për të shqyrtuar një çështje që duhet zgjidhur. *Bi-sedime zyrtare (miqësore). Bisedime diplomat ike. Bisedime dypalëshe. Bisedime të fshehta. Bisedime me dyer të mbyllura. Tryeza e bisedimeve. Ftoi për bisedime. Zhvilluan (bënë) bisedime. Ndërprenë bisedimet.*
BISEDOHET. *Pës. e* BISEDOJ $_2$ *U biseduan të gjitha çështjet.*
BISEDOJ *joka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. Flas me një njeri a me shumë njerëz të tjerë për çështje të jetës së përditshme ose të punës, kuvendoj. *Biseduan gjatë (shkurt, shtruar). Bisedoi haptas (fshehurazi). Bisedoj me shokun. Biseduan kokë me kokë (sy për sy).*
*2. kal.* Rrah mendimet me dike për një çështje, flas me një tjetër a më të tjerë për diçka, shqyrtoj. *Bisedoj një çështje (një punë). Biseduam gjerë e gjatë.*
*it* Bisedoi (shtrohem, flas) rrafsh *me dike shih te* RRAFSH.
BISEDOR,~E *mb. gjuh.* Që është karakteristik për bisedën e lire (zakonisht për dialogun), që për-doret në bisedat e përditshme. *Ligjërimi bisedor. Fjalë bisedore. Leksiku bisedor. Stili bisedor i ligjërimit.*
BISEDUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merr pjesë në një bisedë, bashkëbisedues; ai që merr pjesë në bisedime.
BISK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Degë e njo-më, e hollë dhe e drejtë, filiz; kërcelli i hollë i bimës, që sapo mbin. *Bisk i njomë (i ri). Bisku i lules. Bisk hardhie (ulliri). Nxjerr bisk. E ka trupin si bisk.*
*2.* Vijë uji e vogël dhe e hollë; curril i hollë uji, gjaku etj. *Bisk uji (gjaku).*
3. Gërshet i hollë flokësh; një fill i gërshetit. *Bisqe të zinj.*
4. Lloj qëndisjeje me dorë, në të cilën tegeli bëhet i drejtë dhe pa ndërprerje.
5. *përd. mb.* I hollë, i drejtë e i gjatë; i hajthëm. *ka veiuilal bisk. U be bisk.*
*6. përd. ndajf.* Si fill i drejtë e pa ndërprerje. *doli gjaku bisk.*
BISKAR,~I *m. sh.* ~Ë, <~ËT *zool., krahin.* Astrit.
BISKAR,~E *mb.* Që është i hollë, i gjatë e i drejtë; i hajthëm. *Degë biskare. Vetull biskare. Djalë biskar. Vajzë biskare.*
BISKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zoo!.* Rose e egër me bisht të gjatë.
BISKON *jokal.,* ~OI, ~L'AR. Nxjerr bisk. *Biskoi patatja (gruri).*
BISKONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Degë e hollë, e gjatë dhe e drejtë; bisk i ri. *Lëshoi biskonjë. Preu një biskonjë. E ka shtatin si biskonjë.*
*2. fig.* Vajzë a grua me shtat të gjatë e të drejtë, vajzë a grua shtathedhur.
3. *përd. mb.* I hollë, i gjatë e i drejtë si një bisk. *Grua biskonjë. Vetull biskonjë.*

BISKOTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ëmbëlsirë e thatë, e gatuar me miell, me yndyrë e me sheqer dhe e pjekur dy here. *Biskota me gjalpë (me kakao, me qumësht). Fabrika e biskotave. Një pako biskota.*
*2. përd. mb. spec.* I pjekur dy here (për porcelanin a për qeramikën që nuk lyhet me smalt dhe që piqet dy here në furrë). *Prodhime biskotë.*
BISMUT,~I m. *kim.* Metal me ngjyrë të argjendtë e me shkëlqim të kuqërremë, që është i brishtë e shkrihet shpejt dhe që përdoret për lidhje metalike *(simboli* Bi).
BISTAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Vesh rrushi. *Bistak rrushi. Këput një bistak. Ha një bistak rrush.*
BISTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* 1. Peshk deti me trup të hollë e të gjatë si ngjalë; gjilpërëz.
2. Shpend deti me sqep të gjatë dhe me pendi të bardha.
BISTËR *mb.* 1. I cemtë. *Ujë bister.*
*2.* Që është shumë i thartë.
3. *fig.* Që e ka gjuhën shumë të mprehtë, që p4rgjigjet shpejt, ashpër e të ther me f jalë; gjuhustër.
4. *fig.* Shumë i shpejtë, shumë i shkathët në punë. *Ka një çupë bister. Është bister në punë.*
BISTËROK,~E *mb. krahin. shih* BISTER $_2$. *Rrush bistërok.*
BISTURl,~A . *sh.* ~, ~TË *kirur.* Thikë e vogël me teh të mprehtë, që përdoret për operime. *Bisturia e kirurgut. Pres (hap) me bisturi.*
BISHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Njeri i egër si bishë.
BlSHË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Kafshë e egër gra-bitqare, egërsirë. *Bishë mali (pylli). Zë bishe. Egërsi prej bishe. E hëngërt (e preftë) bisha! mallk.*
*2. bised.* Ujk. *Ra bisha në kope. I çau bisha dy dele.*
3. *fig.* Njeri shumë i egër, mizor; *përmb.* grup njerëzish gjakatarë. *Bisha fashiste.*
•*k V* be bishë (ujk) u egërsua shumë, u tërbua nga zemërimi. Si bisha në kafaz shumë i shqetësuar e i zemëruar; i tërbuar, i egërsuar.BISHINJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Rrip toke midis dy rreshtash të mbjellë me hardhi. BISHOR,~E *mb. libr.* I egër, shtazor, prej bishc. BISHT,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~RA, ~RAT.
1. Pjesa e zgjatur në fund të kurrizit të kafshëve, që është e lëvizshme dhe zakonisht e mbuluar me qime të gjata te kafshët e mëdha; ana e prapme e trupit të shpendëve e mbuluar me një tufe puplash; copa e mishit që pritet nga kjo pjesë e kafshëve ose e shpendëve. *Bisht i gjalë (i shkurtër). Bisht i majmë. Bisht kali. Bisht dhelpre. Bishti i qenit (i maces, i ntiut). Bisht zogu (gjeli, pëllumbi). Bishti i peshkut. Bisht gjarpri (hardhuce). Bishti i akrepit. Pendët e bishtit. Leshi i bishtit. Mishi i bishtit. Me bisht të prerë. Tund (luan) bishtin. I qeth bisht in. I këputi bishtin. Ngre bishtin. E kapi për bishti.*
2. Pjesë e hollë që bashkon gjethen, frytin oSe lulen me degën a me kërcellin e një bime. *Bishti i gjethes (i lules). Bishti i dardhës (i mollës, i kungullit, i sholqinit). E këput me gjithë bisht. I përdredh bishtin. Heq bishtat.*
3. Pjesë e një yegle a e një mjeti, shkop i ngulur në pjesën tjetër a i mbërthyer më të ose pjesë e zgjatur si shkop, që shërben si dorezë. *Bisht druri. Bishti i lopatës (i shatit, i kazmës, i çekanit, i kosës, i dra-prit). Bishti* i *cadre's. Bishti i pendës. Bishti i tiganit (i luges,* i *xhezves). Bishti i fshesës (i kopanit). Bishti 'i kandarit. Bishti i lahutës. Bishti i parmendës. Filxhan (gotëj me bisht. Sqepari s'e gdhend bishtin e vet. fj. u. pjeti bishtin sëpata, pyllin e mori data. fj. u.*
4. Zgjatim në pjesën e fundit ose të anës së një sendi, që zakonisht vjen duke u ngushtuar; pjesë që varet prapa a anash si rrip; shtojcë e përzgjatur a e përdredhur. *Bishti i aeroplanit. Bishti i kometës. Bishti i balonës. Bishti i malit. Bishti i mustaqeve. Bishti i anijes. Bishta qepe (preshi, hudhre)* gjethet e qepës (të preshit, të hudhrës). *Bishtat e shkronjave. Fustan me bisht. Sy me bisht. Yll me bisht. bised.* ko-metë. *E sheh (e vjedh) me bisht të syrit.*
5. *gjeogr.* Rrip i zgjatur toke brenda në det ose në liqen, kep. *Bishti i Pallës.*
*6. bised.* Gërshet flokësh, bishtalec; tufë flokësh. *Mban bishta. Preu bishtat. I mbledh flokët bisht.*
7. edhe *fig.* Pjesa e fundit e diçkaje, vendi në fund të diçkaje, fundi; *kund.* koka, kreu. *Bishti i arës. Bishti i urës. Bishti i fshatit. Bishti i trenit. Bishti i varganit (i karvanit, i kolonës, i çetës, i turmës). Në bisht të krevatit. Në bisht të nates. Në bisht të bisedës. Në bisht të jetës* në pleqëri.
8. *fig. keq.* Shtojcë e paparashikuar dhe e tepërt, që paraqitet për të ngatërruar një punë ose për t'iu shmangur një detyre; trillim, diçka e paqenë që shto-het me një qëllim. *Punë me bishta. Nxjerr (ngjit) bishta. I vuri bisht prapa. Dalin bishta. Kërkonte bishta. I gjeti një bisht. Ka bishta prapa.*
*9. fig. keq.* Ai që ndjek dike në mënyrë të verbër, ai që hiqet zvarrë pas dikujt. *Merrte bisht me vete. Bëhej bisht i tjetrit.*
10. *fig.* Pjesa e papërfunduar e një pune ose e një detyre, diçka që ka mbetur pa u mbaruar. *La bishta pas. Mbetën ca bishta.*
11. Pjesa që mbetet pas përdorimit të diçkaje; rribeturinë, fundërrinë; pjesa e cilësisë më të ulët. *Bishti i cigares. Bisht qiriu. Bisht kalemi. Bisht kazani* raki e dorës së fundit. *Bishti i lëmit. Bishti i leshi! (i vajit). I dha ca bishtra.*
12. *fig. vjet.* Njeri i shtresës më të ulët; njeri që shihej si i pavlerë e i parëndesishëm. *Bishti i fshatit.*
13. *bised.* Kokë bagëti (si njësi numërimi); një sasi e vogël e papërfilishme, shumë pak, ca pak. *Dhjetë bishta dhen. Një bisht gjë. Një bisht are.*
*k* Me bisht *keq.* që është më të tepërt, që ka diçka me tepër se çdo të kishte zakonisht. Bisht pas bishti pa iu ndarë. Bishti i fshesës *shih te* FSHESË,~A., Bisht lugati *thjeshtligj. shih te* LUGAT,~I. për bishtin e laraskës (për balië të laraskës) për hiçgjë, për një shkak a arsye fare pa rëndësi. As ballë as bisht *shih te* BALLË,~I. Pa bisht, pa krye (pa kokë) pa lidhje, pa fillim e mbarim, në mënyrë ' të ngatërruar e të paqartë. Iku me bisht ndër ' shale *përçm.* iku i mundur e i turpëruar. Bën,J bisht (i bën bisht) i shmanget takimit me dike a me diçka, bën mënjanë ose largohet; i shmanget diçkaje, duke gjetur arsye të kota ose dredhi, dredhon. Ra në bisht u dorëzua, e quajti veten të mundur. E \ drodhi (e përdrodhi) bishtin (këmbën) *mospërf. shih te* DREDH. Në fund e në bisht *shih te* FUND,~I. Është; bishti i kavallit (vrima e fundit e kavallit) *shih te* KA-VALL,~I. I kreh bishtin *dikujt shih te* KREH. La bishtin *dikush shih te* LË. I a lagu: bishtin *dikujt shih te* LAG. E la në bisht *dike* i j doli përpara, ia kaloi, e la prapa. U lidh pas bishtit { *të dikujt keq.* shkon e vepron sipas interesave të dikujt, lidhet ngushtë me dike e vepron si do ai. Luan (dredh, përdredh, lëviz) bishtin *keq.* a) nuk mban qëndrim të mirë moral, shkon me disa burra (për fe-mrat); b) mban qëndrim të lëkundur, nuk qëndron

besnik. I luan (i tund) bishtin *dikujt keq.* ndjell pas vetes, përpiqet të joshë pas vetes. E mori në bisht e pësoi keq, e piu. 1 mban bishtin (i shkon pas bishtit) e përkrah dike e i bën qejfin, vepron si ai ose bën si thotë ai, i shkon pas qerres. Mblodhi bishtin *përb. shih te* MBLEDH. Ngriti bishtin *keq. shih te* NGRE. Ia nxori bishtin *një pune shih te* NXJERR. I preu bishtin *dikujt shih te* PRES i. Qëndroi (mbeti) në bisht mbeti prapa të tjerëve, mbeti në fund. I rruan bishtin *dikujt thjeshtligj.* nuk i bën dot asgjë, s'ka çt'i bëjë. Sëpatë pa bisht njeri a send pa vlerë, që nuk i duhet kujt. E solli me bisht *dike* e solli në rregull, e bëri të mbledhë veten. I shkeli bishtin *dikujt shih te* SHKEL. Thelë mbi bisbt diçka e tepërt, me shumë nga ç'duhet, mbi të tjerat. E uli bishtin *thjeshtligj. shih tek* UL. Ulem (rri) në bisht ulem mbi thembra pa e mbështetur trupin për-dhe, ulem galiç. E vë në bisht *diçka* e vë në fund, nuk e pcrfill. Zero me bisht (me xhufkë) *keq.* ai që nuk di gjë fare; ai që është fare i pazoti për të bërë një punë. E zë nga bishti (punën) e fillon për së prapthi. Beli ka (edhe) bisht *fj.u. shih te* BEL,~I n- Është bërë si bisht luge *shih te* LUGË,~A. U be bisht (sëpate) u be vegël në duart e tjetrit. E bëri bishtin pale *shih te* PALË,~A. Bën kokë nga bishti s'lë gjë pa bërë për t'ia arritur që-llimit. E ha preshin nga bishti i nis e i bën punët së prapthi. Hoqi bishtin e gjarprit (u mundua për bisht të gjarprit) vuajti shumë, u lodh shumë. Të jep ujë me bisht (me shpinë) të luges është shumë i zoti, nxjerr dhjamë nga pleshti; ta hedh me zotësi. Iadhavetë bishtin *dikujt shih te* JAP. Është bishti i pallës *shih te* PALLË,~A. I kishte florinjtë (paratë) me bisht (me hejbe) kishte shumë para, ishte pasanik i madh. I li-dhur bisht me bisht *thjeshtligj.* i lidhur ngushtë me dike. Mori bishtiu ndër shale iku me bisht ndër shale. Ka ma-rrë lëng nën bisht *shih te* LËNG,~U. E mban bishtin cakërr *keq. shih te* C.KËRR. Mban bishtin përpjetë *shihte* PËRPJETË. Mbeti në bisht të urës (te bishti i urës) mbeti prapa të tjerëve, mik përparoi. S'ka mbetur laraskë pa bisht *fj. u. shih te* LARASKË,~A. E sheh (e shikon, e vështron, e vëren) me bishtin e syrit nuk e vlerëson siç e meriton, e sheh shtrembër. Sbkon në majë e në bisht shkon keq me një njeri, shkon majë me majë me dike. Sbkoi (humbi) si sëpata pa bisht humbi krejt dhe kot, shkoi dëm, pa i hyrë në punë askujt. E vuri në bisht (në grykë) të lahutës *dike shih te* LAHUTË,~A. Vë hardhjen në bisht *shih te* HARDHJE,~A. Është rritur me bishtra preshi është rritur në varfëri të madhe. E rrjep morrin nga bishti *shih te* RRJEP. Të vë në bisht të luges *shih te* LUGË, ~A. Erdhi me bisht prapa erdhi duke sjellë me vete edhe dike tjetër, që nuk ishte i ftuar. Ka ardhur kan-dari në bisht *shih te* KANDAR,~I. I zuri bishti dhjamë *shih te* DHJAMË,~I. I zuri rrota (qerrja, rrasa) bishtin u zu ngushtë, s'ka nga t'ia mbajë. S'e zë (s'e kap) njeri për bishti (me dorë) *shih te* DORË,~A. Dardha e ka bishtin prapa *fj. u. shih te* DARDHË,~A. Dhi e zgjebosur (e zgjebur) e bishtin përpjetë (bisht-përpjetë) *tall, shih te* ZGJEBOSUR (i, e). E iagu, s'e lagu bishtin (dhelpra) *shih te* LAG. Është me i rëndë bishti se sqepari (sëpata) thuhet kur dikush, që është me detyrë e përgjegjësi më të vogël ose që ka vlera e merita më të pakta, kërkon të dale mbi ata që kanë detyra, përgjegjësi, vlera a merita më të mëdha. Me luge të kon, me bisht të verbon *keq. shih te* LUGË,~A. Mos e prek në bisht, se të ha në gisht! *fj. u.* thuhet kur dikush i futet pa qenë nevoja një pune që mund t'i sjellë rreziqe të mëdha; mos luaj me zjarrin! Kur të këndojë qyqja e kuqe (nga bishti) *iron, shih te* QYQE, ~JA.

*BISHT DACI bot.* Bimë barishtore me kërcell të gjatë e të hollë si fill dhe me një tufë gjatoshe në majë.

*BISHT GOMARI bot.* Bimë barishtore, rreth një meter e lartë, me gjethe të holla si hala, që rritet anës përrenjve, kanaleve etj.

*BISHT MIU bot.* Bishtmi.

BISHTADHIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të hollë, me gjethe si zemër, me lule të bardha, që kacavaret në bimët e tjera të arave.

BISHT AFCRKË,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Nusja e lalës, bukël.

BISHTAGAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Pilivesë.

BISHTAGYP,~I m. *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Bishti i penes për të shkruar.

BISHTAGJATË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Lloj trishtili me bisht të gjatë, që rron nëpër pyje.

BISHTAGJEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Lloj rose e egër shtegtare.

2. Lloj misri i verdhë me kokërr të vogël.

3. *bot., krahin.* Zambak.

BISHTAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fryti i disa bimëve, i gjatë e i hollë, i përbërë nga dy fletë të ngji-tura, brenda të cilave gjenden farat. *Bishtajë e njomë (e lhatë). Bishtaja fasulesh. Bishtajat e bathes (c bizeles, e drizës se butë...). Lëshon bishtaja. Mbledh (shkoq) bishtajat.*

*2.* Lloj fasuleje, frytet e së cilës përdoren të njoma për ushqim, mashurkë; fryti i kësaj fasuleje. *Bishtaja të njoma. Mish me bishtaja.*

3. *krahin.* Lëpushka që mbulon kallirin e misrit. U be bishtajë a) u dërrmua, u be copë-copë; b) u dobësua, u lig shumë.

BISHTAJ ON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Lidh bishtajë. *Ka bishtajuar batha.*

BISHTAJOR,~E *mb.* Që e ka frytin bishtajë; që bën bishtajë. *Bimë (perime) bishtajore.*

BISHTAJORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bi-mësh, e cila përmbledh barishte, shkurre ose drurë, që e kanë frytin bishtajë. *Bishtajore njëvjeçare (shumë-vjeçare). Bishtajore për kokërr. Familja e bishtajoreve.*

BISHTAK,~U i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mëz një-vjeçar. *Hingëllin si pela për bishtakun. mospërf.*

*2. fig.* Fëmijë i vogël, që ende nuk është ngritur me këmbë.

BISHTAK,~U ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Enë me
bisht të gjatë që përdoret për ujë; luge e madhe me bisht të gjatë, që përdoret për të ndarë gjellën, bishtore.

2. Pjesa e fundit e dorakut të parmendës. *Bishtaku i parmendës.*

BISHTAK,~E *mb.* 1. Që ka bisht të gjatë ose të madh (për gjethet e për frutat). *Duhan bishtak. Fik bishtak. Mo He bishtake.*

*2.* Që ka një zgjatim si bisht, me bisht. *Sy bishtake. Yll bishtak.*

BISHTAKUQ,~I *m. sh.* ~, ~TË. 1. *zool. shih* BISHTKUQ,~I.

2. *zool.* Peshk i familjes së krapit, me pendë në
ngjyrë të kuqe.

3. Fik i kuq në trajtë të patëllxhanit dhe me bisht të gjatë, patëllxhanës.

BISHTALEC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Gërshet flo-kësh. *Mban bishtaleca. I bëj (i lidh) bishtaleca flokët. Preu bishtalecat.*
*A* I kanë dalë mendtë mbi bishtaleca *keq.* nuk është fare në gjendje të gjykojë e të arsyetojë drejt, s'i ka mendtë në kokë (për vajzat e për grate).
BISHTALUG,~U *m. krahin.* Mëmëligë, kaçamak.
BISHTANJAK,~E *mb. shih* BISHTAK,~E. *Dar-*
*dhë bishtanjake.*
BISHTANJAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Lloj peshku me bisht të gjatë, më të cilin godit peshqit e tjerë.
BISHTAQEN,~I *m. bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe të pakta dhe me kërcell të shkurtër, me lule vezake, që rritet në livadhet malore. *Bishtaqen kreshtak. Bishtaqen me gjemba.*
BISHTAR,~Iffi. *sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* BISHTUK,~U.
BISHTAR,~E *mb.* 1. Që ka bisht, me bisht. *2. fig.* Qe i bën bisht punës, që i shmanget dctyrës
së vet.
BISHTARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Rrip i
ngushtë toke në skaj të një are a të një livadhi, që zgjatel si bisht në një aiic.
2. Pjcsë e diçkaje që zgjatef a vafeT si ~bishT
3. Dora!a> i parmendës. *Bishtaraku i parmendës.*
4. Lloj iilcu me bisht të g.iatë.
5. Xlit:vi,BISHTARAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Xhezve për kafe.
BISHTARTË *mb.* 1. Që e ka ngjyrën e bishtit të verdhë si ar. *Flutura bishtartë.*
2. *si em.* BISHTARTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Lloj fluture, që e ka ngjyrën e bishtit të verdhë si ar.
BlSHTAS *ndajf.* 1. Mbi thembrat e këmbëve, në bisht, galiç. *Ulem bishtas.*
*2.* Duke u zvarritur më të ndenjurat për tokë. *Fë-mija ecën bishtas.*
BISHTATUNDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Zog i vogël i rendit të harabelave, me ngjyrë të hirtë dhe me bisht të gjatë, që e tund gjithnjë kur ecën.
BISHTBARDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT 200. Zog i vogël sa dallëndyshja, që i ka pendët ngjyrë hiri dhe bishtin të bardhë.
BISHTBARDHË *mb.* 1. Që e ka bishtin të bardhë. *Lopë (dele) bisht bardhë. Zog bishlbardhë.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. BISHTËAKËRR *mb.* Bishtpërpjetë.
BISHTËUB,~E *mb. shih* BISHTËUNG,~E. *Dele bishtëube.*
BISHTËUBEL,~E *mb. shih* BISHTËUNG,~E. *Lepur bishtëube!.*
BISHTËUNG,~E *mb.* 1. Që e ka bishtin të prerë; që e ka bishtin shumë të shkurtër. *Gjel bishtëung. Pule bishtëunge. Qen bishtëung. Dhelpër bishtëunge.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BISHTÇATALL,~E *mb. shih* BISHTGËRSHËRË.
BISHTDAC,~I *m. bot.* Bimë barishtore shumëvje-çare, me gjethe të holla e të gjata si gjilpërë, me lule të bardha si në të blertë, që rritet nëpër livadhe.
BISHTDREDHUR *mb. keq.* 1. Që është e lëvizshme, që s'ka sjellje të mira morale, e përdalë (për femrat). 2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BISHTDUNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell si të grurit e me gjethe të holla, me tufën e fares të gjatë dhe me fije të dendura e të buta, që rritet nëpër livadhe me lagështi.
BISHTDUNGË *mb.* Që ka në fund të bishtit një tufë të madhe me lesh ose me pupla. *Ka (buall) bishtdungë. Dele bishtdungë. Pule bishtdungë.*
BISHTDURD,~E *mb. krahin. shih* BISHTËUNG, ~E. *Gjel bishtdurd. Pule bishtdurde.*
BISHTDHELPËR,~RA . *bot.* 1. Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe të gjata me push nga sipër dhe me gjemba anash, që bën lule të blerta ose ngjyrë vjollce të mbyllët.
2. Lloj rrushi i bardhë e kokërrgjatë, që e bën vilen gjatoshe si bisht dhelpre.
BISHTE,~JA . *sh.* ~, ~TË. *shih* NËNBISHTE, —JA. *Bishteja e samarit.*
BTsHTËN,~r in. *vjet.* Taksë në drithë, që fsha-tarët ia paguanin beut për ujitjen e arave, taksë uji.
BISHTEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* NËN-BISHTE,~JA.
BISHTËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT *zool.* Bishtfultere.
BISHTËS,~E *mb.* Që ka bisht të gjatë (për frutat). *Fik bishtës. Dardhë bishtëse.*
BlSHTËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Doraku i par-mendës. *Bishtëza e parmendës.*
BISHTFRYRË *mb.* Që e ka bishtin të fryrë nga puplat a nga qimet. *Pallua bishtfryrë.*
BISHTFULTERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Bretkosë e vogël në fillim të zhvillimit të saj, që është një larvë me bisht, bishtlopatë.
BISHTFURKABUKUR,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* Nusja e lalës, bukël.
BISHTGËRSHËRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Lloj rose e egër, që e ka bishtin si gërshërë.
BISHTGËRSHËRË *mb.* Që e ka bishtin të ndarë me dysh si gërshërë. *Dallëndyshe bishtgërshërë.*
BISHTGJATË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *euf.* Dhelpër.
2. Laraskë.
BISHTGJATË *mb. I.* Që e ka bishtin të gjatë. *Fik (dardhë) bishtgjatë. Zog (gjel) bishtgjatë. Dele bishtgjatë. Laraskë bishtgjatë. Dhelpër bishtgjatë. Fshesë bishtgjatë. Kandil bishtgjatë. Luge bishtgjatë. Llullë bishtgjatë. Shat (çekan) bishtgjatë.*
*2. si em.* BISHTGJATË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fik me bisht të gjatë. *Bishtgjatët piqen në gusht.*
*3. si em.* BISHTGJATË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Bishtatundës.
BISHTGJELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Rose e egër që rron afër ujërave, me bisht të gjatë si të gjelit, me qafë të shkurtër e me këmbë të verdha.
BlSHTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Enë me bisht të gjatë për gjellë.
BISHTJE,~T. *vet. sh.* Degët që mbeten pas kra-sitjes së një peme.
BISHTJE *mb.* 1. Që ka bisht të gjatë (për disa fruta). *Dardhë bishtje* dardhë me kokërr të vogël, me bisht të gjatë e me ngjyrë të verdhë.
2. JI *em.* BfSHTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Dardhë
bishtje.
BISHTKALI *ndajf. bised.* Lidhur në një tufë të vetme, si bisht kali (për flokët). *lidh flokët bisht kali.*
BISHTKËPUTUR *mb. bised.* Që ka humbur fa-refisin nga dera e vet, që nuk ka njerëz të shtëpisë Së babait, pa gjiri (për grate). *Kishte mbetur bishtkë-putur.*
BISHTKORRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kale ose pelë, që i pritnin bishtin në shenjë zije, kur i vdiste i zoti.

BISHTKUQ,~I *m. sh.* ~, ~TË *zool.* Zog i vogël këngëtar, me bisht si të kuqërremë, që jeton zakonisht nëpër vrimat e ledheve ose të mureve. *Bishtkuqi zesh-kan. Bishtkuqi i^jnureve (i ledheve).*

BISHTLAGUR *mb. bised.* 1 përulur e i turpëruar; që s'ia ka arritur qëllimit, i mundur. *Iku bishtlagur.*

BISHTLEPUR,~I *m.* Grurë me kallinj pa bukë.BISHTLËKUNDËS,~l *m. sh.* ~, ~IT 200. Bishta-tundës.

B1SHTLËSHUAR *mb. bised., keq.* Bishtluajtur. BISHTLËVIZUR *mb. bised., keq.* Bishtluajtur.

BISHTLOPATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Bisht-fultere.

BISHTLUAJTUR *mb. bised., keq.* 1. Që nuk ka qëndrim moral të mirë, bishtdredhur (për femrat). 2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.

BISHTMËLLENJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk me trap të shtypur, me sytë të vendosur së bashku nga njëra anë, që rron në fund të detit dhe e ndëtron shpejt ngjyrën sipas mjedisit.

BISHTMI,~U m. *sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *bol.* Gjys-mëshkuire e vendeve të ngrohta, me gjethe heshtake, pa bisht e të mbuluara me push, me lule si kalli, në ngjyrë të purpurtë e me erë të mirë, që rritet zakonisht në toka të thata e shkëmbore. *Lule bishtmiu.*

2. *zool.* Peshk deti me trup të shtypur, pak me i gjerë se i gjatë, në ngjyrë të murrme në të hirtë, pa luspa dhe me bisht si grep e të dhëmbëzuar.

BISHTNI,~A . *sh.* ~, ~TË. Bishtnim; dredhi.

BISHTNlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *muz.* Vegël muzikore popullore me dy tyta të thadruara në një cope druri.

BISHTNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljes BISHTNOJ.

BISHTNOJ;ofca., ~OVA, ~UAR. 1.1 shmangem takimit me dike a me diçka të padëshiruar; iki tinëz.

2. *fig.* I shmangem punës a fjalës, duke nxjerrë shkaqe të kota, i bëj bisht, dredhoj. *bishtnoi punës (përgjegjësisë).*

BISHTNOES,~E *mb.* Që i shmanget punës a fjalës, duke nxjerrë arsye të kota, që bishtnon, dre-dhues. *Përgjigje bishtnuese.*

BISHTOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *shih* B1SHTAK, ~U H 1. *Një bishtok qumësht.*

2. Pjesë mishi nga bishti i kafshës, thela e bishtit, bishti. *shtroi bishtokun mikut.*

BISHTOK,~E *mb.* Bishtshkurtër. *Dele bishtoke. Thëllëzë bishtoke.*

BISHTOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Bishtuk.

BISHTOR,~E *mb.* 1. *anat.* Që ndodhet në bisht, i bishtit. *Pjesa bishtore e trupit.*

2. Që ka bisht të gjatë, bishtje (për frutat dhe për disa perime). *Dardhë bishtore. Qepë bishtore.*

3. *tek.* Që përbën një pjesë të vetme së bashku me bishtin. *Frezë bishtore.*

BISHTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Luge e madhe me bisht të gjatë për të ndarë gjellën.

2. Enë me bisht të gjatë; xhezve.

3. Cope trualli si bisht në skaj të arës, bishtarak.

4. Nënbishte.

BISHTOS *kal.,* ~A, ~UR. Qeth dhentë ose dhitë rreth bishtit. *Bishtos delen (shelegët).*

B1SHTOSET. *Pës. e* BISHTOS. *Bagëtitë bishtosen në maj.*

BISHTOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BISHTOS, BISHTOSET. *Bish-tosja e dhenve.*

BISHTPELËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore shumëvjeçare me lloje të ndryshme, me kërcell të hollë, me gjethe si të grurit, me lule të bash-kuara në krye si fshesë ose si kalli, që rritet zakonisht ndër livadhe dhe që shërben si ushqim për kafshët. *Bishtpelëz e kuqe. Bishtpelëz e lartë. Bishtpelëza e livadheve. Bishtpelëz delesh.*

BISHTPENË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bishti i penes për të shkruar.

BISHTPËRDREDHUR *mb.* 1. Që e ka bishtin të përdredhur. *Qen bishtpërdredhur.* 2. *fig. keq.* Bishtdredhur.

BISHTPËRPJETË *mb.* 1. Që e mban bishtin të ngritur përpjetë. *Laraskë bishtpërpjetë.*

2. *fig. keq.* Që mbahet më të madh pa pasur ndonjë vlerë, mendjemadh, fodull.

• Dhi e zgjebosur (e zgjebur) e bishtpërpjetë (bishtin përpjetë) *tall, shih te* ZGJEBOSUR (i, e).

BISHTPLLAKARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Luge e drunjtë me bisht të gjerë e të sheshtë si pllakë.

BISHTPRERË *mb.* 1. Që e ka bishtin të prerë (për kafshët).

2. *fig.* Që nuk ka përkrahje nga të tjerët; që nuk ka ndikim te të tjerët (për njerëzit).

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

BlSHTRA-BlSHTRA *ndajf.* Duke qenë të shpër-ndarë andej-këtej e fare pa rregull. *U bënë bishtra-bishtra.*

BISHTRRUDHËT *mb.* Që e ka bishtin të mble-dhur e të përdredhur në majë. *Mollë bishtrrudhët* lloj molle kokërrmadhe e pak si e shtypur, që e ka bishtin të përdredhur aty ku futet në fryt.

BISHTSHKURTËR *mb.* Që e ka bishtin të shkur-tër. *Dele bishtshkurtër. Sëpatë bishtshkurtër. Çibuk bishtshkurtër. Gjethe (mollë) bishtshkurtër.*

BISHTTH,~I m. *sh.* ~A, ~AT. Bishti i gjethes a i frutit.

BISHTËK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Kandil i thjesh-të për ndriçim—një kuti teneqeje a tunxhi që ka një bisht për ta mbajtur. *Bishtuk dore (muri). Drita iflaka) e bishtukut. Tymi i bishtukut.*

BISHTUK,~E *mb. shih* BISHTAK,~E 1.

BISHTURlNA,~T . *vet. sh. bised.* Mbeturina, fundërrina.

BITEVI *ndajf. bised.* 1. Krejt; pa shkëputje, pa ndërprerje, njësh. *E preu xhamin bitevi.*

2. *përd. mb.* Njëpjesësh, i gjithë, i tërë, i plotë, i njëjtë. *Një bukë bitevi.*

BITËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. Bimë misri e vogël, që e shkulim nga ara gjatë rrallimit. *Shkul bitrrat. Bitrrat ua hedhin lopëve.*

*-k* Mbeti bitërr nuk u zhvillua, mbeti i hollë e i dobët.

BITIS *kal., ~A,* ~UR *bised.* 1. Mbaroj, i jap fund, kryej. *E bitisi punën. Si e nisi, e bitisi.*2. *joked, vet. kr. thj.* Mbaroi, mori fund; u vendos, u zgjidh (puna). *Bitisi ajo punë. lu mbush mendja e bitisi.*

3. E shkatërroj me gjithsej, e prish, e rrënoj krejt. *bitisën më të gjitha.*

BITISET *vetv. bised.* 1. Mbaron, merr fund; prishet, shkatërrohet krejt. Si *u nis, ashtu u bitis. 2. Pës. e* BITIS. *U bitis puna.*

BITME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. FilIz i hollë, që mbin nga fara e mbjellë ose që del në rrëzë të trungut të pemës; mënjollë. *Bitmja e lules. Bitmet e duhanit. Bit me fiku (rrapi).*

BITONJË,~A *sh.* ~A, ~AT. Bitme. *Qëroj bitonjat.*

BITUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *min.* Lëndë minerale me ngjyrë të errët a të *zezë,* në gjendje veshtullore ose të ngurtë, me prejardhje nga hidrokarburet e vajgurit, që nxirret nga toka dhe që përdoret për të shtruar rrugët etj.; sere. *Bitum natyror. Bitum i pastër (i lëngshëm, i holluar). Bitum nafte. Pllakë bitumi. Fu-çi bitumi. Minierë bitumi. Industria e bitumit. Shtroj me bitum.*
BITUMMBAJTËS,~E *mb. min.* Që mban bitum, që ka bitum. *Shtresë bitummbajtëse.*
BITUMOHET. *Pës. e* BITUMOJ.
BITUMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shtroj me bitum; përziej ose lyej me bitum. *Bitumoj rrugën (murin).*
BIULE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Gyp i hollë për të pirë një lëng.
2. Pipëz prej kashte gruri ose prej kallami; pipth me gjuhëz të dyfishtë te disa vegla muzikore popullore.
BIXAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ulli me kokërr të vogël e të zgjatur, që ka shumë vaj, ulli vajës.
BIXHAS *ndajf.* Luaj bixhas: luaj me petë, luaj nasbuq.
BIXHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Petë guri ose paftë metali, që e përdorin fëmijët për të luajtur.
BIXHOZ,—I *m.* Lojë me letra a me diçka tjetër për të nxjerrë fitime, që mbështetet zakonisht te rasti, te dredhitë e te mashtrimet e pjesëmarrësve; kumar (në Shqipëri është e ndaluar me ligj). *Letrat e bi-xhozit. Shtëpi bixhozi. Luanin bixhoz. Humbi në bixhoz.*
BIXHOZÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Ai që luan bixhoz, njeri i dhënë shumë pas bixhozit.
BIZ *ndajf.* Luaj biz: luaj duke goditur fort e fshe-hurazi me pëllëmbe një lojtar, i cili ka nxjerrë njërën dorë të hapur prapa nën sqetull dhe pastaj përpiqet të gjejë atë që e goditi.
BIZANTIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* ShtetaS i Perandorisë mesjetare të Bizantit.
BIZANTIN,~E *mb. libr.* I. Që ka te bëjë me Pe-raridorinë mesjetare të Bizantit ose me bizaritinët, që është karakteristik për Bizantin ose për bizantinët, i Bizantit ose i bizantinëve; që është krijuar nga bizantinët. *Perandoria bizantine. Periudha bizantine. Ushtria bizantine. Studimet bizantine. Kultura (letërsia) bizantine. Arti bizantin. Arkitekturë bizantine. Stil bizantin. Kështjellë bizantine. Burimet bizantine. E drejta bizantine.*
*2. fig. keq.* Që është karakteristik për sjelljen, qën-driniet e veprimet e shtresave të larta e të zyrtarëve në Perandorinë mesjetare të Bizantit; hipokrit, dre-dharak, dinak; që merret me hollësi të tepruara e të kota. *Sjellje bizantine. Njeri bizantin. Burokraci bizantine. Diskutime bizantine, Dinakëri bizantine.*
BIZEL'E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Bimë ka-cavarëse njëvjeçare, me lule të bardha ose ngjyrë trëndafili, që bën bishtaja me kokrra të blerta; bish-tajat dhe kokrrat e kësaj bime, që përdoren pëi ushqim. *Bizele pranverore. Bizele të njoma (të thata). Krimbi i bizeles. Mish (supë) me bizele.*
*2. përd. mb.* Që ka ngjyrë të blertë të çelur. *Ngjyrë bizele. Këmishë (stof) bizele.*
BIZË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Fëndyell. *Biza e këpucarit. Maja e bizës. Shpoj me bizë.*
*2.* Lojë fëmijësh me fëndyell, të cilin e hedhin në tokë të butë në disa mënyra për ta ngulur. *Luaj bizë.*
3. Grep për të qëndisur. *Qëndisje me bizë. Punon (qep) me bizë.*
BIZGË,~A. Jashtëqitja e hollë e njeriut a e kaf-shëve kur i heq barku, purthë. *E heq (i shkon, i ikën) bizgë. E ka zënë bizga.*
BIZGOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me heq barku, me zë bizga. *U bizgosën dhentë.*
BIZGOSUR (i, e) *mb.* 1. Që e heq barku, që e ka zënë bizga. *Dele e bizgosur.*
*2. fig. keq.* Që është lëshuar e shkundur fare, i rënë. *Njeri i bizgosur.*
BIZNES,~I *m. libr.* Punë e veprimtari tregtare, që bëhet nga kapitalistët për të nxjerrë fitime sa më të mëdha. *Biznes i madh. Biznesi i luftës. Ligjet e biznesit. Loja e biznesit. Bota e biznesit. Bën biznes. Merret me biznes. E ktheu në biznes.*
BIZON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Ka i egër i Ame-rikës Veriore, me trup të madh, me një gungë mbi shpatulla dhe me një kreshtë të dendur në pjesën e përparme të trupit. *Kope bizonësh. Gjuetia e bizonëve.*
BIZHUTERl,~A *përmb.* Tërësia e sendeve të vogla prej lënde të çmueshme ose të punuara hollë, që përdoren si stoli. *Bizhuteri ari. Artikuj bizhuterie. Reparti (dyqani) i bizhuterisë.*
BJELLOGARDlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesë-tar i forcave kundërrevolucionare, të ashtuquajtura “Garda e bardhë”, të cilat luftonin kundër pushtetit sovjetik ne kohën e luftës civile në Rusi; anëtar i or-ganizatave ushtarake kundërrevolucionare; kundër-revolucionar.
BJELLOGARDlST,~E *mb.* Që ka të bëjë me bje-llogardistët, i bjellogardistëve; që përbëhet nga bjello-gardistët; kundërrevolucionar. *Ushtria (trupat) bje-llogardiste. Bandë bjellogardiste. Gazetë bjellogardiste.*
BJERR *kal.,* BORA, BJERRË. Humbas. BJERRADITË,~A Bjerraditës.
BJERRADITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që e humb kohën kot, ai që e kalon ditën pa punë duke u marrë me gjëra të kota.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
BJERRAFAT,~E *mb. 1.* Fathumbur, fatkeq.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.BJERRAMOT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ai që e humb kohën kot. *Punëkoti, bjerramoti. fj. u.*
BJESHKATAR,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor i bjeshkëve; ai që veron me bagëti në bjcshkë, stanar.
BJESHKATAR,~E *mb. poet.* Bjeshkor, i bjeshkëve. *Kreshtë bjeshkatare.*
BJESHKË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mai i lartë me kullota yerore. *Bjeshkë të larta. Bjeshlcë me dë-borë. Bari i bjeshkës. Ujë bjeshke. Ngjiten në bjeshkë. Zbresin nga bjeshka. Verojnë në bjeshkë. Është si bjeshka* është e bëshme e plot shëndet (zakonisht për vajzat). *Të rrojë sa bjeshkët! ur.*
2. Tokë gurishte e jopjellore në vend të thepisur.
E be>i bjeshkë *di ç k a* e zmadhoi shumë një punë, e bëri qimen tra, e bëri mizën buall. Sheh përtej bjeshke (prapa raalit) sheh larg, është largpa-mës. Sikur ka bjeshkën në shpinë e ndien veten shumë keq nga ana shëndetësore; është në një gjendje të rëndë, ka shumë halle e kokëçarje.
BJESHKI,~A . Mjeshtëria e përpunimit të qu-mështit në stanet verore.
BJESHKIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes BJESHKOJ. *Ditët (koha) e bjeshkimit.*
BJESHKOJ *jokal,* ~OVA, ~(JAR. 1. Dal në

bjeshkë me bagëti, shpie bagëtinë në bjeshkë dhe veroj atje me to.
2. *kal.* Kullot bagëtinë në bjeshkë; mbaj bagëti për verim. *Bjeshkon grigjën.*
BJESHKOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bjeshkatar.
BJESHKOR,~E *mb. 1.* Që është me male të larta, që ka bjeshkë. *Krahinë (malësi) bjeshkore.*
2. Që ka të bëjë me bjeshkën, i bjeshkës; që rritet në bjeshkë. *Dele bjeshkore. Bimë bjeshkore.*
BJEZGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ashkël e vogël druri, spicë. *hyri një bjezgë në gisht.*
*ir* Iku rrozga me bjezga iku shpejt e shpejt e pa rregull.
BLACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me shkurre e driza të dendura e të pakapërcyeshme; pyll i ulët me shumë ferra e driza; kullusmë. *Blacat e pyll is. Në mes lë blacës. Fshihej në blacë.*
BLANË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shenjë ose dangë që mbetet në trup nga një plage, nga një goditje a nga një sëmundje, *Blanë e zezë (e kuqe). Blanë plage. Blanë shpale. Blanë në ballë. Me mbeti blanë. La blanë (plaga).*
2. Njollë; shenjë me një ngjyrë tjetër, bale. *Blanë drite. Blanë yndyre. Dele me blana.*
3. Sëmundje e disa bimëve, që shfaqet me njolla të zeza në gjethet e në frytet. *Blana e ullirit. I ra blana.*
BLANË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Urra e dru-rit.
BLANJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesë e ndarë, e prerë ose e shkëputur nga diçka, cope. *Blanjë mishi. Blanjë guri. Blanjë toke. Ndez zjarr me blanja drush.*
BLASFEMl,~A . *sh.* ~, ~TË *libr.* Sharje kundër zotit ose kundër fesë. *U dogj i gjallë nga inkuizicio-ni për blasfemi.*
BLATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjel.* 1. *fet.* Mblatë; mblatës.
2. Vulë.
3. Dhuratë.
BLATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *lart.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BLATOJ, BLATOHEM. *Blatimi i dhuratës.*
2. Dhuratë; flijim. *Blatimet e martesës.*
BLATOHEM *vetv. lart.* 1. I kushtohem me gjith-çka, jepem me mish e me shpirt pas dikujt a pas diç-kaje. *I ishte blatuar vëllait.*
*2. Pës. e* BLATOJ.
BLATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *fet., vjet.* I fal dhurata një hyjnie.
2. *lart.* I dhuroj dikujt diçka si shenjë mirënjohjeje ose kushtimi; i kushtoj. *blatojnë këngë.*
BLATËES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që jepte dhurata.
BLE,~U *m. sh.* ~J, ~JTË. 1. Vëllim i një libri. *Bleu ipare (i dytë... ).*
*2. krahin.* Bashkë leshi; tufëz flokësh ose tufëz fijesh. *Ble leshi. Ble flokësh.*
3. *krahin.* Gjethe që mbështjell lakrën.
4. Ashkël e care në dru, por e pashkëputur. BLEC,~E *mb. krahin.* I zhveshur, lakuriq.
BLECOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *krahin.* Zhvesh, lë lakuriq (edhe *fig.).*
BLEGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. BareshI.
BLEGËRIJ *jokal.,* ~TA, ~TUR. 1. *vet. veto III.* Lëshon blegërimë (për dhentë). *Blegërin delja (qengji).*
*2. mospërf.* Nxjerr një zë si të deles a të dhisë. *Ç'ke që blegërin ashtu?*
3. *fig.* Vajtoj, qaj me dënesë.
BLEGËRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Britma që lëshojnë dhentë, zëri i dhenve. *Blegërima e deles (e qengjit).*
*2. fig.* Vajtim, qarje me dënesë. *Blegërimat e grave.*
BLEGËROJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. *shih* BLE-GËRIJ. *Blegëron delja.*
BLEGTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me rritjen dhe me mbarështimin e bagëtive; punonjës i blegtorisë; bari. *Blegtorët e kooperativës.*
BLEGTOR,~E *mb. shih* BLEGTORAL,~E. *Vend blegtor.*
BLEGTORAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me blegto-rinë, i blegtorisë; që merret a që sigurohet nga blegtoria; që merret me blegtori. *Ndërmarrje (kooperativë, fermë) blegtorale. Brigade blegtorale. Ekonomi blegtor ale. Prodhime blegtorale. Ekspozitë blegtorale*
BLEGTORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BLEGTOR,~I.
BLEGTORI,~A . 1. Degë e ekonomisë bujqësore, që merret me rritjen e mbarështimin e bagëtisë; tërësia e dijeve dhe përvoja për rritjen dhe për për-mirësimin e bagëtisë së imët e të trashë. *Blegtori e përparuar. Bujqësi e blegtori. Brigada e blegtorisë. Sektori i blegtorisë. Zhvillimi i blegtorisë.*
2. *përmb. shih* BAGËTI,~A i. *Blegtori e imët. Kullotë për blegtori.*BLEJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Marr një mall në një dyqan ose marr diçka nga një tjetër, duke e paguai më të holla. *Blej një pale këpucë (një këmishë, tre metra stof, mish, gjalpë, vezë). Blej një radio (një tryezë...). Bleu një shtëpi. E bleu shtrenjtë (lire). E bleu me para në dorë. Bleu me shumicë (me pakicë). She! e blen. Këpucën blije sipas këmbës. fj. u.*
2. *keq.* Bëj për vete dike me anë të ryshfetit, i jap mitë ose dhurata për ta kthyer nga ana ime. *E bleu me dhurata.*
3. *fig. bised.* Kuptoj domethënien e diçkaje, e rrok diçka me mend, e marr vesh. *la bleu fjalën.*
*'A. fig. bised.* Përfitoj nga mendimet a nga aftësitë e:dikujt; përpiqem të marr vesh diçka prej dikujt. *Blen mend. Fëmija blen shuttle.*
• I bleu (i pa) mendjen *shih te* SHOH. Bli ditë e shko e kalon kohën pa bërë gjë, e shkon kohën kot; shtyn ditën, e zgjat kohën me zor. Të shet e të blen *shih te* SHES. Shet e nuk blen *shih te* SHES. E bleu belanë me para *shih te* PARA,~JA. Bleu <jen e i doli këlysh *shih te* KËLYSH,~I. Djali pa lerë e djepi (festja) blerë *iron, shih* Peshku në det e tiga-ni në zjarr *te* PESHK ~U. Gjej njëherë bari, pastaj shko e bli dhi! *fj.u. shih te* BARI,~U.
BLEJZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fije që del nga kërcelli i kërpit a i lirit të rrahur dhe që përdoret për litjarë, për thasë etj.
BLËRË (i, e) *mb.* 1. Që është marrë në një dyqan a nga dikush kundrejt të hollave; që është blerë në treg, që nuk është bërë në shtëpi. *Mall i blerë. Qilim i blerë.*
2. *keq.* Që është bërë për vete prej dikujt me anë të parasë a të ryshfetit; që është korruptuar.
BLERËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që blen diçka. *Blerës i rregullt. Kërkesat e blerësve.*
BLERËS,~E *mb.* 1. Që blen diçka. *Ndërmarrje blerëse. Firmë blerëse.*
2. Që ka të bëjë me mundësinë për të blerë. *Fuqia blerëse e lekut* vlera e tij, e matur me mallin që mund të blihet me të. *Aftësia (fuqia) blerëse e popullsisë.*
BLERIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes BLERON.

2. *përmb.* Tërësia e bimëve të blerta që mbulojnë token, gjelbërim. *Qytet (kodra, fusha) plot blerim. Në mes të blerimit. U vesh toka me blerim.*
3. Ngjyra e blertë e bimësisë, gjelbërim. *Blerimi i barit.*
BLERINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i mbuluar me bar e bimësi të blertë, lëndinë.
BLERJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BLEJ, BLIHEM. *Blerje mallrash. Çmimi i blerjes. Shitje e blerje.*
BLERON *jokal,* ~OI, ~UAR. 1. Mbin bari i njomë, dalin gjethet e blerta; vishet me bimësi të blertë, mbulohet me bar e me gjethe të blerta, gjel-bëron. *Bleron bari. Bleron bima. Bleron livadhi (fusha, toka). Blerojnë malet.*
*2. krahin.* Del me shumicë, gëlon. *Blerojnë krimbat.*
BLEROSH,~E *mb. poet.* I blertë. *Lëndinë (lirishtë, kodrinë) bleroshe. Qilimi blerosh i livadhit.*
BLERTË (i, e) *mb.* Që ka ngjyrën e barit dhe të gjetheve të njoma, i gjelbër. *Bar i blertë. Gjethe e blertë. Fushë e blertë. Ngjyrë e blertë.*
H a r d h j a e blertë *zool.* zhapiu. BLERTËSl,~A . *libr.* Ngjyra e blertë e bimësisI.
BLERt)AR (i, e) *mb.* Që është mbuluar me bar e bimësi të gjelbër; i gjelbër. *Lëndinë (fushë) e bleruar. Kodra (male) të bleruara.*
BLETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me rritjen e bletëve, bletërritës.
BLETARI,~A . Degë e bujqësisë që merret me rritjen e bletëve për të marrë prej tyre mjaltin e dy-llin; tërësia e dijeve e mjeshtëria për rritjen e bletëve. *Sektori i bletarisë. Punonjës i bletarisë. Zhvillimi i bletarisë.*
BLETAS *ndajf.* Luaj bletas: luaj duke u përpjekur të rrëzoj kësulën nga koka e një lojtari, i cili qëndron në mes dhe godet të tjerët, që i kanë zënë sytë me dorë.
BLETË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Mizë me krahë, me trup të vogël e të murrmë, të mbuluar me push të verdhë, e cila mbledh nektarin e polenin e luleve dhe bën mjaltin e dyllin. *Bletë mjaltëse. Bletë e egër. Bletë punëtore. Mizë blete. Mbretëresha e bletëve. Meshkujt e bletëve. Familje bletësh. Thumbi i bletës. Zgjua (koshere) bletësh. Hoje bletësh. Bukë blete* pite dylli. *Qumështi i bletëve* lëng shumë i ush-qyeshëm që nxjerrin bletët punëtore nga disa gjëndra të posaçme dhe që ua japin larvave të tyre. *Rritja e bletëve. Zukasin bletët.*
2. *përmb.* Tërësia e këtyre mizave, që rrojnë si familje në një zgjua; zgjoi ku rrinë këto miza. *Lë-shon (roit, hedh) bleta. Pres (mbyt, vras, qeth) bletën. Gumëzhijnë si bleta. Vjen si bletë e plotë.*
3. *përd. mb. fig.* I shpejtë, i shkathët në punë.
• Bletë e vulosur *shih te* VULOSUR (i, e). Si bletë shkëmbi i padobishëm, që nuk jep fryte (për njerëzit). la bëri bletë ia mori mendtë, c trullosi; e ngatërroi keq. Mbledh me bar blete *shih te* BAR,~11. Bar blete *bot. shih te* BAR,~11. Lule b)ete *bot. shih te* LULE,~JA. Zog blete *zool. shih te* ZOG,~U.
BLETËKAPËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kuti me rrjetë teli, që përdoret për të kapur bletën kur roit.
BLETËNGRËNËS,~E *mb.* Që ha bletët. *Kandërr bletëngrënëse.*
BLETËRRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me rritjen e bletëve, bletar. *Shoqata e bletërritësve.*
BLETËRRlTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BLETËRRITËS,~I.
BLETËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Bar blete, milcë.
2. Lëpjetë.
BLETORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend me zgjoje bletësh; tërësia e zgjojeve të bletëve që ka një ndërmarrje a një kooperativë bujqësore. *Ngritën (krijuan) një bletore.*
BLI,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *zool.* Peshk i madh deti me sharrëz mbi kurriz, që e ka mishin të shijshëm dhe që ka vezë të zeza, nga të cilat bëhet havjar i mirë. *Bli i bardhë. Bli deti.*
BLI,~RI *m. sh.* ~RË, ~RËT *bot.* Dru me truptë lartë e të drejtë, me gjethe si zemër e të dhëmbëzuara anës, me lule të verdha të mbledhura në tufë dhe me erë të mirë; lulet e këtij druri, që përdoren për çaj. *Bli* i *butë. Bli* i *egër. Lule (gjethe) bliri. Era e blirit. Çaj bliri.*
BLIC,~I *m. sh.* ~E, ~ET *foto.* Llambë me ndri-çim të forte e të menjëhershëm, që përdoret gjatë fo-togra&nit. *Aparat blici. Drita e blicit. Fotografim me blic.*
BLIDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shportë e vogël he-kuri, që i vihet në turi një kali që kafshon dhe që nuk është i shtruar.
BLIGJE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vegël druri si kunj, që përdoret për të vizatuar e për të lëtnuar vor-bat; kruashkë.
2. Kunj druri me kokë, që përdoret për të mbajtur lëmshet e penjve.
BLfHEM. *Pës. e* BLEJ. *Nuk blihel me para.* BLINAJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* BLINISHTË,
BLINDAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* Ndëttim me një mbulesë të forte, që i qëndron zjarrit të arti-lerisë dhe që shërben për mbrojtjen e forcave të gjalla; strehim i blinduar. *Frëngjitë e blindazhit. Hyj në blin-dazh.*
BLINDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Mburojë prej çeliku, më të cilën vishen makinat luftarake, anijet, trenat etj.; koracë. *Blindë çeliku. Blinda e tankut (e trenit). Trashësia e blindës.*
BUNDËSHPUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *usht.* Luftë-tar i pajisur me armë blindëshpuese.
BLINDËSHPUES,~E *mb. usht.* Që shpon blindën; që përdoret për të goditur objektet e blinduara. *Predhë blindëshpuese. Armë blindëshpuese.*
BLINDOHET *usht. Pës. e* BLINDOJ.
BLINDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *usht.* Pajis një mjet a një strehim me mburojë çeliku ose e per-forcoj për ta bërë të qëndrueshëm kundër predhave, vesh me blindë. *Blinduan trenin (makinat).*
BLINDUAR (i, e) *mb. usht.* 1. Që është i veshur me blindë, i koracuar. *Mjete të blinduara. Tank (tren, auto mjet) i blinduar. Makinë (anije) e blinduar. Kullë e blinduar. Strehim i blinduar.*
2. Që është i pajisur me mjete të blinduara. *Divizion (regjiment, detashment) i blinduar. Kolonë (njësi) e blinduar. Trupa të blinduara.*
• Grnsht i blinduar gTusht i hekurt.
BLINtSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll bliri.
BLINORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje drurësh e shkurresh ku hyjnë bliri etj.
BLINTH,~I m. *bot.* Bimë barishtore me kërcell të trashë, me fije të holla si shtiza, që rritet nëpër toka moçalore. *Blinth i imët.*
BLIRlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit 1 të foljes BLIROJ.
BLIROJ *jokal.,* ~OVA, ~IJAR. 1. *vet. veto III.* Del jashtë shtratit, vërshon (për lumin etj.). *Bliroi lumi.*
2. *fig. krahin.* Çmendem.
BLIROJË,~A . Vërshim.

BLISTER *mb. spec.* Që ka disa përzierje të huaja, që nuk është krejt i paster, i përzier (për bakrin me-talik). *Baker blister.*
BLOÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Koçan misri. 2. Boçë pishe.
BLOF,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Mashtrim në lojën e letrave për ta bërë kundërshtarin të besojë të kuadërtën e gjendjes së vërtetë. *Bëri blof. E kishte blof.*
2. *fig.* Fjalë ose veprim që ka për qëllim të ndikojë mbi kundërshtarin, duke e mashtruar me gjëra të paqena; veprim mashtrues, mashtrim. *Blof i ulët. Bëri blof. la zbuluan blofin.*
BLOFOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR *libr.* B6j blof, mashtroj me diçka të paqenë.
BLOGURË,~A. *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Lëvozhga e drurëve ose lëkura e fryteve të bimëve. *Blogurë ahu. Blogurë molle. Blogurë hudhre.*
BLOJË,~A . 1. Kthimi i kokrrave të drithit, të kafesë etj. në miell ose në pluhur, duke i bluar në mulli; bluar je. *Blojë e trashë. Mulli (gur) bloje. Ma-kina (fabrika) e blojës. Reparti i blojës. Industria e blojës. E çoi për blojë.*
2. Gjithë mielli i bluar njëherësh në mulli. *Një blojë drithë.*
3. Pluhuri që del nga sharrimi i diçkaje. *Blojë sharre.*
• U TU në blojë *keq.* nisi të flasë pa pushuar, filloi të bluajë si mulli.
BLOJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mullis.
BLOKËRA,~T . Kashtë e imët, që mbetet pas shirjes, lëmishte; të fshirat. *Blokëra tagjie. Bëri blokëra. Fshiu blokërat.*
BLOZAK,~E *mb.* Që është i mure nga bloza; që ka ngjyrën e blozës. *Me trarë blozakë.*
BLOZAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Dru i mbështetur kryqthi mbi ujqërit e vatrës, që shërben për të lidhur vargorin ku varet kusia mbi zjarr.
BLOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëndc e zezë si pluhur, që lë tymi kur kalon nëpër oxhak ose në vende të tjera. *Bloza e oxhakut. Bloza e barutit. Era e blozës. Zë (lë) blozë. Mbushet me blozë. Pastroj (heq) blozën. U nxi nga bloza. I zi si blozë.*
*2. kim.* Pluhur i zi, që del nga djegia jo e plotë e disa lëndëve dhe që përdoret në industri. *Blozë aktive. Blozë shtazore. Blozë për ngjyrosje.*
3. Sëmundje bimësh, që shkaktohet nga disa kër-pudha, prej të cilave pjesët e prekura mbushen me pluhur të zi; tymth. *Blozë e veshur (e zhveshur). Bloza e grurit (e elbit, e tërshërës). Bloza e misrit.*
BLOZËRl,~A . *përmb.* Mbeturina të papastra.
BIAJ,~JA . Ngjyra blu. *Blu e hapur (e celur, e mbyllur, e thellë). Blu e forte.*
BLU *mb.* Që ka ngjyrë qielli të mbyllur. *Bojë blu. Ngjyrë blu. Deti (qielli) blu. Sy blu. Laps blu. Letër blu. Rroba blu. Mineral blu.*
Kaskat blu *shih te* KASKË,~A.
BLUAJ *kal.,* BLOVA, BLUAR. 1. E bëj drithin adiçka tjetër miell ose pluhur, thërrmoj imët kokrrat (zakonisht në mulli); grimcoj, thërrmoj, brej. *Bluaj drithin (misrin, grurin). Bluaj kafenë. Bluan ashpër (butë, imët, trashë). Mulli për të bluar. E ka bluar mola. Rush mëngon, bluan. fj. u. Dhëmbi bluan malin. fj.u.* 2.Shtyp e shtrydh ullinj në mulli.
3. Tret ushqimIn (në stomak). *Bluan stomaku. Bluan ushqimin.*
*4. fig.* Përvetësoj mirë diçka, duke e përsëritur ose duke e përpunuar. *E ka bluar mësimin.*
5. *fig.* Sjell e përsjell nëpër mend diçka për të gjetur nijë zgjidhje; e rrah me mend diçka nga të gjitha anët, shoshit. *Bluan rtjë mendim. Bluaj me mend (në mendje, në kokë). Bluaj gjatë. Bluaj me vete (përbrenda). Se-cili bluanle me kokë të vet. Bluaje, pa thuaje! fj.u.*
*6. fig.* Mendoj t'i bëj tjetrit keq, Shestoj me mend një veprim të keq, mendoj diçka të keqe. *Seç bluan ai (në kokë)! Bluan diçka të fshehtë.*
7. *fig.* I sjell dhembje të thella ose mundime të vijueshme, e mundoj. *Me bloi reumatizmi.*
8. *bised.* Flas shumë dhe kot, llomotit, grij. *Bluan kot. Bluan më të thatë. Le të bluaje sa të dojë! Bluan si mulliri pa kokrra.*
Bluante (hante) egjër *shih tek* EGJËR,~RA. Bluan imët *shih tek* IMËT. Bluan (pret) trashë *shih tek* TRASHË. Bluan të trasha flet mbarë e prapë, thotë budallallëqe. S'bluan me ai mulli *shih te* MULLI, ~RI. Ai mulli s'e bluan dot atë miser *shih te* MU-LLI,~RI. Mulliri bluan me aq ujë sa ka *fj. u. shih te* MULLI,~RI.
BLUAR (i, e) *mb.* Që është bërë miell a pluhur, i thërrmuar imët; i copëtuar, i grimcuar. *Grurë (miser) i bluar. Kafe e bluar. Urov i bluar.*
BLUARJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BLUAJ, BLUHET. *Bluarja e drithit. Bluarja e kafesë. Makina e bluarjes.*
BLUASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ashkël e madhe që del nga sëpata, nga zdrukthi etj., kur presim a gdhendim një dru ose një metal. *Bluashkë druri. Bluashkë metali. Copa bluashkash. Mbledh bluashka, Ndez zjarr me bluashka.*
BLUES, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që punon në një makinë bluese; *vjet.* mullis.
BLUES,~E *mb.* Që shërben për të bluar. *Makinë (fabrikë) bluese. Mulli blues.*
BLUHET. *Pës. e* BLUAJ i_".
BLUZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Veshje e sipërme e nolle që arrin deri në brez, zakonisht me grykë të mbyllur kur është e thurur dhe e hapur kur është prej basme etj. *Bluzë e mbyllur (e hapur). Bluzë leshi (pam-buku, mëndafshi). Bluzë grash. Bluzë fëmijësh. Bluzë marinari. Bluzë tutash. Bluzë sporti. Vesh (heq) bluzën.*
2. Veshje e gjatë pune, që mbahet përsipër rrobave të tjera për t'i mbrojtur. *Bluzat e bardha. Bluza e mjekut.*
BLUZHDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *krahin.* Lakra e barishte të grira e të ziera, që përdoren për ushqim. *Byrek me bluzhdra.*
BLLACAROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E zbut diçka, e bëj si qull, duke e shtypur ose duke e përplasur. *Bllacaroj mishin.*
BLLACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Truall i vogël me ujë e me baltë; ligatinë. *Bllacat e arës. Bllacat e rrugës. Bëhet bllacë.*
2. *shih* BLLACORE,~JA.
• U be bllacë a) u qull, u lag shumë; b) mbeti si qull (për bukën dhe për gatimet e tjera). E la punën bllacë nuk e përfundoi, e la të pazgjidhur diçka.
BLLACORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lakror me miell misri të shtruar në fund dhe me spinaq a me lakra, me vezë, me gjalpë e me qumësht përsipër.

BLLAMBURlT *jokal.,* ~A, ~UR *bised.* Flas nëpër dhëmbë, flas mbyturazi; flas kot. llomotit.
BLLASKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cope e hollë dërrase, rrip dërrase.
BLLOÇKËLOPË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* Thithëlopë.
BLLOK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Cope e madhe dhe e rëndë e një lënde të forte, që ka zakonisht forma të rregullta; pjesë e madhe e një lënde të vetme. *Bllok mermeri (graniti). Bllok shkëmbi (guri). Bllok betoni (metali, minerali). Bllok akulli. Çelik në blloqe. Si një bllok i vetëm.*
2. Një Iloj tulle e madhe prej llaçi a prej betoni, me dy hapësira brenda. *Shtëpi (mur) me blloqe.*
3. Rreth i madh, i gjerë e i shkurtër prej betoni a prej llaçi të ngjeshur, që përdoret për të veshur anët e puseve të ujit. *Bllok pusi. Pus me blloqe.*
4. Grup ndërtesash, që shërbejnë për një qëllim ose që përbëjnë një tërësi me vete. *Blloku i ndërtesave (i banesave, i shtëpive). Blloku i furrave. Blloku i dy-qaneve. Blloku i spitalit. Blloku i uzinës.*
5. Pjesë e një lagjeje në qytet, e përcaktuar si nënndarje e saj sidomos për veprimtarinë e organi-zatave shoqërore; banorët e kësaj pjese të lagjes. *Blloku tre i lagjes numër tetë. Mbledhja e bllokut. Qendra politike e bllokut.*
6. Ngastër e madhe toke, që është mbjellë zakonisht me pemë ftutore ose me drurë të tjerë. *Blloqe frutore. Blloku i ullinjve (i vreshtave, i fiqve, i mollëve...). Bllok pyjor. Bllok pishash. Blloku i fidanëve.*
7. Fletore e trashë për shënime, nga e cila mund të shkëputen fletët; fletë dokumentesh të lidhura bashkë, që shkëputen ose që mund të plotësohen. *Bllok shë-nimesh. Bllok xhepi. Bllok me amë e bijë. Bllok biletash (dëftesash, çeqesh). Shkruaj (shënoj) në bllok. Shkë-put nga blloku.*
8. Bashkim shtetesh, partish, organizatash ose grupesh, që bëhet për veprime të përbashkëta politike, ushtarake, ekonomike etj. *Bllok politik (ushtarak). Bllok antifashist (demokratik). Blloku i majtë. Bllok kapitalist (agresiv). Blloku i opozitës. Sistem blloqesh. Krijimi i blloqeve. Doli nga blloku.*
*9. tek.* Tërësia e pjesëve të një mekanizmi ose të një pajisjeje, të lidhura së bashku për një punë. *Blloku i cilindrave. Blloku i motorit. Blloku i zërit në televizor.*
10. *sport.* Pengesë që i krijohet kundërshtarit në sulm, për të mos lejuar kalimin e topit mbi rrjetë (në lojën e volejbollit). *Bllok njësh. Bllok i dyfishtë. Or-ganizimi i bllokut. Takon (prek) në bllok.*
11. *fig.* Grup i madh sendesh, njësish a çështjesh që merren si një e tërë. *Bllok kryesor. Zgjidhja e çështjeve në bllok.*
• Si bllok granit*shihte* GRANIT,~I $_x$. Jemi (qën-drojmë) bllok jemi të bashkuar fort, qëndrojmë të bashkuar njësh dhe pa asnjë të çarë. E ka bllok *m e dike* është i lidhur ngushtë me dike, nuk ndahet prej tij.
BLLOKADË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *usht.* Rre-thim i plotë i një kështjelle, i një qyteti, i një ushtrie ose i një vendi nga forcat e armatosura të kundër-shtarit, me qëllim që të mos marrë pdihma e ushqime, të mos jetë në gjendje të veprojë dhe të detyrohet të dorëzohet. *Bllokadë ushtarake. Bllokadë tokësore (delare). Vendosi blhkadën. E çartë bllokadën. Hoqën bllokadën.*
*2. fig.* Një varg masash e veprimesh që zbaton një shtet kundrejt një shteti kundërshtar për t'ia prerë lidhjet politike, ekonomike etj. me vendet e tjera, me qëllim që ta vetmojë, ta dëmtojë e ta detyrojë t'u nënshtrohet synimeve politike të tij. *Bllokadë politike (ekonomike, diplomatike, financiare). Bllokada imperialisto-revizioniste. Bllokadë e dyfishtë. Në gjendje bllokadë. Bënë (vendosën, shpallën) bllokadën. Çajmë (shpartallojmë, thyejmë) çdo bllokadë.*
• Bëhem bllokadë bëhem pengesë e pakapërcyesh-me.
BLLOKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BLLOKOJ, BLLOKOHEM.
*Bllokimi i qytetit (i rrugëve). BUokimi i hyrjes. Bllo-kimi i stomakut. Bllokimi i molorit. Bllokimi i mall-rave. Bllokimi i pagave (i fondeve).*
BLLOKOHEM *vetv.* 1. Humbas mundësinc për të lëvizur ose për të vepruar; ngec, s'jam në gjendje të lëviz a të punoj. *Bllokohet makina (motori). U bllokua gypi. lu bllokua krahu. Iu bllokuan zorrët.*
*2. bised.* Humbas aftësinë për të menduar, nuk me punon truri. *Është bliokuar e s'i kujtohet asgjë.*
3. *Pës. e* BLLOKOJ.
BLLOKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *usht.* Rrethoj jijë kështjelle, një qytet, një ushtri ose një vend për ta shkëputur e për ta veçuar, që të mos marrë ndihma e ushqime, të mos jetë në gjendje të veprojë dhe të detyrohet të dorëzohet. *Bllokuan qytetin (bregdetin, portin).*
*2.* Ndaloj qarkullimin e diçkaje ose veprimet me të; pezulloj veprimet me diçka. *Bllokoi mallin (pro-dhimet e dobëta). Bllokoi fondet (kredinë).*
3. Mbyll rrugën, ndaloj lëvizjen, zë kalimin; ndër-pres lëviz jen ose punën; zë, mbush me diçka, që të mos e lë të lire. *Bllokuan rrugët. Bllokoi hyrjen (derën, kalimin). Bllokoi motorin.*
4. *sport.* Bëj bllok.
5. *mjek.* Pengoj a ndaloj punën e rregullt të një organi të trupit. *Bllokon zorrët.*
BLLOKVAR (i, e) *mb.* 1. *usht.* Që është rrethuar plotësisht dhe është veçuar për të mos marrë odihma e ushqime, me qëllim që të mos jetë në gjendje të veprojë dhe të detyrohet të dorëzohet. *Qytet i bliokuar.*
*2.* Që është ndaluar a është penguar të qarkullojë; që i nënshtrohet një vendimi për t'i pezulluar veprimet me të. *Mallra të bllokuara. Fondet e bllokuara.*
3. Që është mbyllur për kalim; që është zënë; që ka mbetur i veçuar për shkak të mbylljes Së rrugëve të kalimit. *Rrugë e bliokuar.*
*4.* Që ka pushuar së lëvizuri ose së punuari, që ka ngecur. *Krahu i bliokuar. Sondë e bliokuar.*
BLLOKUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *sport.* Ai që bën bllokun në lojën e volejbollit. *Loja e bllokuesve.*
*2. tek.* Pjesë e një mekanizmi, që shërben për ndalimin e tij.
BLLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Lëkurë druri. 2. Lëpushkë misri.
BOA . *vet. e shquar, sh.* ~, ~T *zool.* Gjarpër i trashë dhe i gjatë, me trup të fuqishëm, me ngjyrë të murrme në të kuqërreme, që rron në Amerikën Jugore e në Madagaskar dhe që ushqehet me kafshë. *Boa shtrënguese. Boa e pyjeve. Boa e ujit.*

BOBËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. *zool.* Lloj kërmilli që del në pranverë, zakonisht pas shiut. *Guaskë boble. Dolën boblat. Ecën si bobla.*

2. *muz.* Vegël frymore prej briri të gjedhit ose prej një guaske të madhe të detit, që përdoret zakonisht për të dhënë një sinjal. *Bobël briri. Zëri i boblës. I bie boblës.*

•*k* Si boblat (si kërmijtë) pas shiut *mospërf. shih te* KËRMILL,~I.

BOBËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* Rriqër.

BOBlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *tek.* Masur a gyp i shkurtër, zakonisht me buzë të ngritura, në të cilin mbështillet një fill, një tel, një shirit etj.; sasia e fillit, e telit, e shiritit, e letrës etj. që është mbështjellë në këtë masur. *Bobinë druri (metalike, plastike, kar-toni). Bobinë filmi. Mbështjell (mbledh) në bobina. U regjistrua në dy bobina (një fjalim, një pjesë muzi-kore etj.).*

*2. elektr.* Gyp i shkurtër, i mbështjellë me tel të izoluar, që përdoret në pajisjet elektrike dhe në ra-dioteknikë. *Bobinat e radios. Bobinë rryme. Bobinë tokëzimi.*

BOBO *pasth.* 1. Përdoret kur sbprehim keqardhje, dhembje ose vuajtje për një fatkeqësi; bubu, oh. *Bobo, ç'e gjetil Bobo, ç'u rrëzua! Bobo, i shkreti ai!*

*2.* Përdoret kur shprehim habi para një të papriture ose për diçka jo të zakonshme; obobo. *Bobo, sa thellë qenka! Bobo, sa shumë male! Bobo, sa e paska kokën!*

3. Përdoret kur shprehim shqetësim për diçka të papëlqyeshme që mund të ndodhë, frikë para një rreziku etj.; obobo, bubu. *Bobo, kush i del atijpërpara!*

4. Përdoret kur shprehim mërzi ose kur nuk kemi dëshirë për të bërë diçka. *Bobo, kush ia hyn asaj pune.*

BOBOKUQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lulja e lo-fatës ose e rrushkullit.

BOBOL,~I m. *sh.* ~A, ~AT. Vidhëz.

BOBOLAK,~E *mb.* Që është i fryrë e i trumbu-llakosur. *Qofte bobolake.*

BOBOLE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Kokrra misri të ziera e të fryra nga uji, që hahen zakonisht të ngrohta. *Bobole me sheqer (me pekmez). Është fryrë si bobole.*

2. Kokrra fasuleje, bathe, gruri etj., të paziera mirë dhe të fryra nga uji. *Bobole bathësh. Bobole pa lëng. U bënë bobole.*

3. Makarona të shkurtra e të fryra, rryla.

4. *fig.* Grua e shkurtër e topolake.

BOBOLESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Kom-bisht.BOBOTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Qull me miell misri; bukë misri e papjekur mirë. *E konte me bobotë.*

BOBOTIJ *jokal.,* ~TA, ~TUR *bised.* Qaj më të madhe, qaj me “bobo”. *Bobotinte nëna.*

BOCË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *shtypshkr.* Fletë c shtypur me një tekst libii, gazete etj., që shërben për prove dhe për të bërë ndreqjet e gabimeVe të shtypit. *Bocat e para (e dyta). Bocat elibrit (e gazetës, e revistës). Boca në shtylla (në faqe).*

BOCË,~A n • *sh.* ~A, ~AT. Enë prej qelqi për ujë, për verë etj., që zakonisht mbahet mbi tryezë; shishe e vogël. *Bocë njëlitërshe (dylitërshe). Bocë the ujë (me verë). Bocë për bojë.*

BOCMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *det.* Nënoficer në një anije, i cili kujdeset për pajisjet dhe për nevojat e detarëve, nostrom. *Bocmani i anijes.*

BOCUN,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *krahin.* Shishe me bark të madh; damixhanë e vogël. *Bocun uji (rakie, vere). Një bocun me vaj.*

BOÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Ulli me kokërr të madhe e të rrumbullakët, që ka shumë vaj. *Boçi i bar-dhë. Boçi i zi.*

BOÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT dhe BOÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Burbuqe. *Boçe trëndafili. Çel boçe. Çel si boçe.*

2. Fryti i disa bimëve (si pambuku, pisha etj.), në trajtë të rrumbullakët ose konike dhe me lëvore t8 forte. *Boçë pambuku. Boçë pishe. Krimbi i boçës. Lidh (çel) boça.*

3. Lëvozhga e tultë që mbështjell frytin e disa bimëve (si arra, gështenja etj.); shark. *Boça e gësh-lenjës (e arrës). Qëroj boçat. Nxjerr kokrrën nga boça.*

4. Send i rrumbullakët dhe i madh sa grushti, topth; qeskë e vogël dhe e rrumbullakët. *Boçë dë-bore. Boçë kandari. Boçat e syve.*

5. Koçan misri, misërishte. *Ndez zjarrin me boça.*

6. Masur i drunjtë, ku mbështjellim fillin e leshit të dredhur për të bërë spikun. *Mbledh në boçe.*

7. E verdha e vezës; vezë syze (për vezët e fërguara, kur e verdha mbetet e paprishur). *E fërgoj vezën boçë.*

8. Lule a zbukurim tjetër, që qëndiset në shami, në çorape, në bluzë etj. *Shami me boça.*

•*k* E ka syrin boçë s'i trembet syri për shpenzimet që mund të ketë, nuk pyet. Boça e fylit *anat.* fikthi.

BOÇËBORË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lule bore.

BOÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fryti i disa pe-mëve, që ka trajtën e një kokrre të rrumbullakët e të fryrë. *Boçkë arre (gështer,je). Boçkat e qershisë. Lëshon boçka. Sa një boçkë.*

*2. bot.* Bimë mjekësore shumëvjeçare, e helmet, me rrënjë si të qepës, me lule të bardha si në të blertë dhe të mbledhura në vile, që del nëpër shkëmbinj në viset bregdetare; qepë deti. *Boçkë bregdetare. Boçka e kuqe. Kokë boçke.*

3. *përd. mb.* Që bën kokrra të mëdha e të rrumbu-llakëta (për pemët si arra, fiku, kajsia, kumbulla, qershia etj.); kokërrmadh. *Arrë (kumbull, gështenjë, qershi) boçkë. Vezë boçkë.*

• Trupi boçkë e mendja lomçkë *mospërf.* i madh nga trupi, po i Vogël nga mendja, i papjekur.

BODEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Thumb hekuri, që vihet në majë të hostenit ose të një shkopi, më të cilin shpojmë kafshët e punës; thumbac. *Boded i hostenit. Shpoj me bodec. Ngas me bodec.*

2. Gozhdë ose thumb druri, që perdoret për të zhveshur miser. *Qëroj miser me bodec.*

• E shpoj me bodec *dike* e nxit, e shtyj dike, që nuk lëviz vetë për të kryer një punë. S'ha bodec a) nuk ka nevojë për ta nxitur, e bën vetë punën; b) sado ta nxitësh, nuk tundet.

BODECE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Turjelë shumS e vogël, me majë të mprehtë, që perdoret për të hapur vrima në vendet ku do të ngulim një gozhdë a një vi-dhë. *Shpoj me bodece.*

BODRUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dhomë poshtë katit përdhes të një ndërtese, që perdoret zakonisht për të mbajtur ushqime, dru e sende të tjera; qilar; vend i mbyllur, i errët e me lagështirë. *Bodrumi i shtëpisë. Bodrumi i kalasë. Merimanga e bodrunteve. zool. Zbres në bodrum. Strehohej në bodrum. Ruaj (mbaj) në bodrum.*

*1.* Grope nën tokë, pa dritë e me lagështirë.

3. *vjet.* Burg. *E futën në bodrum.*

BOENË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vërshim i ujërave jashtë shtratit (të lumit, të përroit etj.); përmbytje.

BOF *onomat. bised.* 1. Përdoret kur shprehim një veprim të menjëhershëm, të shpejtë e të papritur; brof.
2. *përd. kallëzues.* Vij papritur, ia beh. *Ai bof te dera.*
*k* Ia bëri bof plasi nga inati, nga dëshpërimi ose nga mërzia.
BOGAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Vend i thellë midis gërxhesh a në gryka malesh, me Shkurre të den-dura e me hije.
BOGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Pemë e vogël ende e papjekur. *Bogël qershie (kumbulle, thane).*
BOHASl,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Pëlhurë e hollë dhe e ndritshme, zakonisht me ngjyrë të kuqe të ndezur, që përdorej për të bërë bohçe, çarçafë, për astar etj.; filli më të cilin punohej kjo pëlhurë. *Bohasi e kuqe. Çarçaf (bohçe) bohasie.*
BOHÇALLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *vjet.* 1. Dhuratë (këmishë, çorape, shami etj.), që sillte nusja për njerëzit e shtëpisë së burnt; peshqeshi i nuses. *Bohçallëqet palë-palë. Sillte bohçallëk.*
2. Dhuratë (veshmbathje të ndryshme), që çonin prindërit e nuses për fëmijën e sapolindui.
3. *shih* BOHÇE,~JA.
BOHÇE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Cope pëlhure katërkëndëshe, zakonisht e punuar në vegjë dhe me zbukurime, më të cilën mbështjellim plaçka për t'i marrë me vete kur udhëtojmë ose për t'i majtur; plaçka të mbledhura e të lidhura tok në një shami të madhe. *Bohçe e qëndisur (me Me}. Lidh (zgjidh) bohçen. Mbledh në bohçe. Një bohçe plaçka* pak plaçka.
2. Përparëse e gjatë dhe e gjerë prej leshi a prej pambuku, e punuar në vegjë e zakonisht me zbukurime. *Bohçe e zezë (e kuqe). Bohçe leshi (pambuku). Vë (heq) bohçen. Mbush bohçen.*
BOHEMË,~A . *libr., keq.* Turmë njerëzish (zakonisht artistësh endacakë) në vendet kapitaliste,që bëjnë jetë të çrregullt e të dhënë pas qejfeve; më-nyra e jetesës së këtyre njerëzve,
BOHET. *Pës. e* BON. *Bohet lopa (pela, macja).*
BOHORRITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Sillem kot, hallakatem, tallem. *Bohorritet si keci kërthi.*
BOJALLI,~E i *mb.* Që është i ngjyrosur me ngjyra të ndryshme, ngjyra-ngjyra; që ka ngjyrë të bukur. *Basma bojallie. Gur bojalli.*
BOJALLl,~E H dhe BOJALLESHË *mb. bised.* Që ka shtat të lartë e të hedhur, shtathedhur. *Djalë (burrë) bojalli. Vajzë (grua) bojalleshë.*
BOJARGJEND,~E *mb.* Që ka ngjyrë hiti të çelur si të argjendit. *Dritë bojargjende.*
BOJATIS *kal,* ~A, ~UR. 1. Lyej me bojë, i jap bojë. *Bojatis shtëpinë (dhomën, murin). Bojatis dyert (dritaret, dollapin). Bojatis këpucët.*
2. *vjet.* Ngjyej. *Bojatisi leshin.*
3. *bised., keq.* I vë fytytës Shutnë të kuq e pudër.
4. *fig. bised.* I jap ngjyra të bukura, i jap luster; e zbukuroj.
BOJATISET. *Pës. e* BOJATIS.
BOJATISJE,~A . Veprimi SipaS kuptimeve të foljeve BOJATIS, BOJATISET. *Bojatisja e ndërtesës. Reparti i bojatisjes. Pompë për bojatisje.*
BOJAXHI,~U m. *sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Punëtor që merret me lyerjen e shtëpive, të orendive, të sen-deve prej metali etj. *Reparti i bojaxhinjve. Brigada e bojaxhinjve.*
*1.* Punëtori që ngjyen fillin, pëlhurat ose rrobat; ngjyrosës.
BOJË,~A i . *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. I. Lëndë e lëngshme ose në trajtë pluhuri të tretshëm, që për-doret për të ngjyer rroba, për të Iyer sende të ndryshme, për të shkruar, për të pikturuar etj.; shtresa e këtaj lënde në sendet e lyera me të. *Bojë e kuqe (e zezë). Bojë vaji. Bojë uji. Bojë dheu. Bojë arre. Bojë leshi (pambuku). Bojë këpucësh. Bojë shkrimi. Bojë flokësh. Shishja e bojës. Kuti bojërash. Lapsa me bojëra. Njollë boje. Lyej (bëj) me bojë. I jap bojë* e bojatis. *vë bojë. Ngjyen me bojë. S'merr bojë. I ra boja. Ruhuni nga boja!*
2. Ngjyrë. *Bojë argjendi. Bojë bari. Bojë hiri. Bojë qielli. Bojë limoni. Në bojë të verdhë (të kuqe, të gjel-bër...).*
3. *bised.* Ngjyra e fytyrës ose pamja e përgjithshme e njeriut, çehre; *keq.* fytyra. *mirë nga boja. Iu prish boja. I iku (i ndryshoi) boja. I erdhi boja në vend. la tregon boja. S'ia kam parë bojën. E ka ruajtur (e ka mbajtur) bojën* e ka ruajtur bukurinë e njomësinë e fytyrës (thuhet zakonisht për grate në moshë mesatare a të thyer). *Mos iu duktë boja! mallk. Mos ia pafsha bojën! mallk.*
4. *krahin.* Vrug që u bie bimëve kur ka lagështirë të tepërt dhe që i mbulon gjethet me një shtresë të hollë pluhuri të kuq. *U ka rënë boja.*
*it* U be si boja u prish në fytyrë, u zbeh a u pre në fytyrë nga një lajm i papritur, nga zemërimi, nga frika etj. I doli boja *keq.* a) u zbulua se kush ishte, i doli në shesh fytyra e vërtetë; b) i iku vlera, u vjetrua, doli jashtë përdorimit; humbi emrin e mirë ose nde-rimin nga të përsëriturit e dendur, u be bajat; c) s'ka me pike turpi, i ka plasur cipa. I humbi (i treti, nuk i duket) boja nuk shihet ose nuk gjendet me asgjë-kundi, u zhduk. I dha (një) bojë e zbukuroi nga jashtë, e lustroi për të fshehur thelbin e vërtetë. S'merr boj8 *një p unë* nuk është mirë të veprohet në këtë më-nyrë, nuk ka hije kështu. Katran me bojë shumë i keq; në gjendje shumë të keqe. U nxi me bojë e zuri e keqja, e gjeti e zeza. Ia nxori (ia hoqi, ia qiti) bojën *keq.* e zbuloi se kush është, ia nxori të palarat në shesh, ia zbuloi fytyrën e vërtetë para të gjithëve. I shuari (i nxiri) me bojë i shkreti, i mjeri. Pa u tharë (mirë) boja *Hbr.* pa kaluar shumë kohë, shpejt, menjëherë (për punë që bëhen pas një vendimi). Iu vu (i mbeti) njolla me bojë *shih te* NJOLLË,~A.
BOJË,~A n . *bised.* 1. Shtat. *shkurtër (i gjatë) nga boja. Hedh (lëshon, merr) bojë* rritet. *Ishte në bojën tënde* ishte i gjatë sa ti.
2. Masë për lartësi, e barabartë me gjatësinë e një njeiiu mesatar. *Një bojë njeriu. Tri bojë burri.*
BOJËBIZELE *mb.* Që ka ngjyrë të blertë të hapur si të bizeles.
BOJËÇELIK,~E *mb.* Që ka ngjyrë të hirtë të ndritshme si të çelikut. *Zinxhir bojëçelik.*
BOJËFINJË *mb.* Që ka ngjyrë hiri të çelur si të finjës. *Me flokët bojëfinjë.*
BOJËGËSHTENJË *mb.* Që ka ngjyrë kafe në të kuqërreme si të gështenjës. Sy *(flokë) bojëgështenjë.*
BOJËGRURË *mb.* Që ka ngjyrë të errët në të verdhë si të kokrrës së grurit. *Me llërët bojëgrurë.*
BOJËGJAK,~E *mb.* Që ka ngjyrë të kuqe të ndezur si të gjakut. *Bluzë bojëgjake.*
BOJËGJAKE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Kafshë bojëgjake (kryesisht për lopë a dhi).

BOJËHURMË *mb.* Që ka ngjyrë të verdhë në t4 kuqërreme si të hurmës. *Lesh bojëhurmë.*
BOJËJESHIL,~E *mb.* I gjelbër.
BOJËKAFE *mb.* Që ka ngjyrën e kafes së pjekur. *Rroba bojëkafe. Kadife bojëkafe. Këpucë bojëkafe. Sy bojëkafe.*
BOJËKASHTË *mb.* Që ka ngjyrë të vetdhë të zbetë si të kashtës. *Flokë (fytyrë) bojëkashtë.*
BOJËLIMON *mb.* Që ka ngjyrë të verdhë shumë të çelur si të limonit të pjekur.
BOJËMADH,~E *mb.* 1. *bised.* Shtatmadb. 2. Që e ka gjetur një e keqe e madhe, i shkretë, i mjerë, i nxirosur.
BOJËMANUSHAQE *mb.* Bojëvjollcë.
BOJËMISH *mb.* Që ka ngjyrë uthulle të hapur si të mishit.
BOJËMJALTË *mb.* Që ka ngjyrë të verdhë në kafe, si të mjaltit.
BOJËPORTOKALL,~E *mb.* Që ka ngjyrë të verdhë në të kuqe si të portokallit të pjekur. *Shami bojëportokalle.*
BOJËSHEGË *mb.* Që ka ngjyrë të kuqe të çelur si të shegës.
BOJËSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që shis-te bojëra për të ngjyer rroba.
BOJËSHKURTËR *mb.* *bised.* Shtatshkurtër.BOJËSHPATËZ *mb.* Që ka ngjyrë blu të çelur si të lules së shpatëzës.
BOJËTJEGULL *mb.* Që ka ngjyrën e dheut në të kuqe si të tjegullës së pjekur.
BOJËTRËNDAFIL,~E *mb.* Që ka ngjyrën e Uëndafilit të kuq në të bardhë, që ka ngjyrë të kuqe i ë hapur në të bardheme.
BOJËTULLË *mb.* Që ka ngjyrën e dheut në të kuqe si të tulles së pjekur.
BOJËVERË *mb.* Që ka ngjyrë të kuqe të mbyllur si të verës.
BOJËVlSHNJE *mb.* Që ka ngjyrë të kuqe të mbyllur si të vishnjes së pjekur.
BOJËVJOLLCË *mb.* Që ka ngjyrë blu në të kuqë-rreme si të lules së vjollcës.
BOJKOTIM,~I *m.* Veprimi sipaS kuptimeve të foljeve BOJKOTOJ, BOJKOTOHEM. *Bojkotim eko-nomik (politik, diplomatik). Bojkotimi i zgjedhjeve. Bojkotimi i mallrave. Shpalli bojkotimin.*
BOJKOTOHEM. *Pës. e* BOJKOTOJ.
BOJKOTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Shpreh mospajtimin dhe kundërshtimin tim kundrejt që-llimeve politike, ekonomike etj. të organeve shtetë-rore, të një organizate ose të një pronari, duke ndër-prerë lidhjet e marrëdhëniet dhe duke mos u shërbyer atyre (në vendet kapitaliste).
2. Pengoj, së bashku më të tjerë, veprimtarinë politike, ekonomike, kulturore etj. të organizatave dhe të institucioneve borgjeze e reaksionare, duke mos marrë pjesë në aksionet e organizuara prej tyre (si në Zgjedhje, në mbledhje, në takime e lojna sportive etj.). *Bojkotuan zgjedhjet. Bojkotoi mbledhjen. Bojkotojnë shkollat (mësimel, provimet).*
3. Përjashtoj dike nga një shoqatë, nga një or-ganizatë etj., duke e Iënë të vetëm, pa asnje lidhje më të tjerët; kundërshtoj të marr në dorëzim, të blej ose të përdor diçka (mallra etj.); i largohem i shman-gem krejt diçkaje. *Bojkotoi mallrat.*
BOJKOTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shpall a që bën bojkotimin, ai që merr pjesë në bojkotim.
BOJLI,~A . *sh.* ~, ~TË. Qershi, që bën kokrra të mëdha, shumë të ëmbla, me ngjyrë të kuqe të mbyllur dhe që piqet në qershor. *ka facet si bojlia.*
BOJSKAUT,~Im. *sh.* ~Ë, ~ËT. Anëtar i grupeve të fëmijëve e të të rinjve që ktijohen në disa vende borgjeze gjoja për veprimtari sportive, për udhëtjme zbuluese e hulumtuese në krahina të panjohura e pak të njohura etj., por që në të vërtetë kanë synime politike e ushtarake. *Organizata e bojskautëve.*
BOJUTHULL *mb.* Që ka ngjyrë të kuqërreme si të uthullës.
BOKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Kodër e vogël ose bregore pa bimësi e plot gurë; shpat mali i pjerrët e i zhveshur; tokë gurishtë; bokërimë. *Bokë mali. Nëpër boka e nëpër male.*
*2. përd. mb.* E asb,për e plot gurë, e varfër, jopje-llore (për token). *Are bokë.*
•*k* E bën bokë *dike* nuk e përfill, e trajton sikur nuk ka asnjë vlerë. Nuk është në bokë nuk është në të, nuk është në rregull. I shkoi bokë (puna) i shkoi keq
puna, nuk i vajti mbarë. Gjarpri i bokës *zool.* gjarpër i zi, helmues, që rrf në vende të thata.
BOKËL,~LA *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Koçan misri, misërishte. *Mbyll me bokël. Hedh boklat në zjarr.*
*2.* Masur i vogël prej druri, në të cilin mbështi-Uet fija e leshit, pasi hiqet nga boshti.
BOKËRIMË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i zhveshur e i thatë (zakonisht kodër, bregore ose shpat mali); tokë gurishtë, që nuk prodhon; bokë. *Po bë-hen pjellore edhe bokërimat.*
*2. shih* GUMË,~A,.
BOKËRlMTË (i, e) *mb.* Që nuk ka bimësi, që është i zhveshur, i rrjepur (për një kodër, për një cope toke etj.); që është plot bokërima. *Vend i bokërimtë. Tokë e bokërimtë.*
BOKËRISHTË,~A *sh.* ~A, ~AT. Vend me boka; shpat, brinjë, rrëzë mali ose kodër e zhveshur, tokë e irjepur vende-vende; vend me bokërima.
BOKËRR,~RRA *f. sh.* ~RRA, ~RRAT *zool.* Mi fushe në ngjyrë të ndryshkut, që dëmton bimët.
BOKS,~I i *m. sport. 1.* Ndeshje sportive, në të cilën secili prej dy kundërshtarëve përpiqet të rnposhtë tjetrin, duke e goditur me grushte të veshura me doreza të posaçme lëkure; sporti i ndeshjes me grushte, sipas disa rregullave të caktuara (në Shqrpëri është i ndaluar). *Ndeshje boksi. Doreza boksi. Bënë boks.*
*2. sh.* ~A, ~AT *bised.* Goditje me grusht, grusht; ndeshje me grushte. *dha një boks. U zunë me boksa.*
BOKS,~I n *m. sh.* ~E, ~ET. Lëkurë e forte, zakonisht prej gjedhi, e regjur mirë dhe pa rrudha, që përdoret për faqe këpucësh, për doreza, për veshje mobiljesh etj. *Boks viçi. Çizme (këpucë) boksi.*
BOKS,~I in *m. sh.* ~E, ~ET. 1. E ndarë e vogël brenda në stallë, e ndërtuar zakonisht me thurje, ku mbahen të vegjlit e sapolindur të kafshëve shtë-piake për t'i veçuar nga nënat a për t'u kujdesur për ta. *Boksi i viçave (i qengjave, i gicave). Boksi i zogjve. Bokse për pjellje. Shtie (fut, mbyll) në boks.*
*2.* Koçek, zakonisht me thurje, ku shtien pambuk, miser etj. *Bokset e pambukut (e misrit).*
BOKSIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën ndeshje boksi. *Boksier i peshës së lehtë (i peshës së rëndë).*

BOKSIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *min.* Mineral që përmban me shumë alumin. *Vendburim boksitesh. Nxjerrja e bo k sit eve. I pasur me boksite.*
BOLBË,~A *sh.* ~A, ~AT *bised.* E keqe e ma-dhe, fatkeqësi e madhe, gjëmë, e zezë; ngatërresë, bela. *Bolbë e madhe. Bolbë e hata. I ngjau (e gjeti) një bolbë. I punoi (i bërij bolbën. I shtie bolba.*
BOLiyiAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Bolivisë ose ai që e ka prejardhjen nga Bolivia.
BOLIVIAN,~E *mb.* Që ka të bëjë me Bolivinë ose me bolivianët, që është karakteristik për Bolivinë ose për bolivianët, i Bolivisë ose i bolivianëve; që është krijuar nga bolivianët. *PopuUi bolivian. Shtetas bolivian. Ekonomia boliviane. Lei:tsia (kultura) bo-liviane.*
BOLSHEVIK,~U *m. sh.* - Ë, ~ËT. 1. Anëtar i partisë bolshevike të themeluar nga V.I. Lenini dhetë udhëhequr me pas nga J.V. Stalini (në fillim anëtar i shumicës revolucionare në Partinë Punëtore Social-demokrate Ruse, që u formua nën udhëheqjen e V.I. Leninit në luftë me pakicën oportuniste men-shevike). *Portia e bolshevikëve.*
*1.* Pasues i bolshevizmit, marksist-leninist i vendosur, komunist revolucionar (në kundërvënie me oportu-nistët dhe me revizionistët e ndryshëm). *Bolshevik i vërtetë.*
BOLSHEVlK,~E *mb.* 1. Që ka të bIjfi me bol-shevizmin, që lidhet me bolshevizmin; që u përket bolshevikëve, i bolshevikëve. *Parti bolshevike.*
*2.* Që është veti e bolshevikëve, që shquhet për qëndrimin parimor marksist-leninist, që vepren si revolucionar i vendosur. *Qëndrim bolshevik. Kritikë (autokritikë) bolshevike.*
BOLSHEVlZËM,~MI *m.* Teona dhe taktika e lëvizjes revolucionare proletare për përmbysjen e kapitalizmit me revolucion dhe për kalimin në sho-qërinë komuni&te, që u përpunuan nga V.I. Lenini sipas përvojës së nxjerrë nga lufta e klasës punëtore ruse e ndërkombëtare dheqë u vazhduanmë tej nga J.V. Stalini.
BOLL *ndajf. bised.* 1. Mjaft, në mënyrë të mjaf-tueshme; aq sa duhet, jo me shumë. *Priti boll. Hëngri boll. Ka boll. Boll me.*
2. Shumë; me shumicë. *Vjë boll. Bukë boll. E bukur boll. E vështirë boll. Mirë boll. Kemi boll. Boll e boll.*
3. *përd. kallëzues.* Mjafton. *Boll (që) të vijë. Boll (që) të jetë gjallë. Boll (që) të flasë. Boll (që) ta kup-tojë. Boll ta dëgjojë.*
BOLLË,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Gjarpër i tra-shë johelmues, i gjatë deri një meter e gjysmë, me kokë që nuk dallohet nga qafa dhe me bark të sheshtë, bullar; gjarpër. *Bolla e ujit* bollujëse. *Bolla e kuqe. Bollë shtëpie. 1 trashë si bollë. Kamxhik prej bolle. Zure bollën, shtypi kokën! fj. u. për* armikun mos ki mëshirë.
Si boUe e vrarë *shih te* VRARË (i, e). U be (doll) bollë *(një punë)n* zgjat një punëdhe nuk doli si duhet. E ka bollë *dike* nuk e duron dot, nuk e sheh dot me sy. Përzihet si bolla me ngjalën ngatërronet keq. Nuk i tregon bolla (gjarpri) këmbët . *u.* shih te GJARPËR,~RI.
BOLLËK,~U *m. bised.* 1. Sasi e madhe gjërash, shumicë, mbushullim, tepri. *Bollëk i madh. Ka bollëk. Ka (gjendet) me bollëk. Bëhet me bollëk.*
2. Begati; mirëqenie. *Rruga e bollëkut. Krijiml I hollëkut. Rrojmë (jetojmë) në bollëk.*
BOLLËSHARDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *zool.* Gjarpër i gjatë rreth dy metra e gjysmë, me lëkurë të trashë, të përhime e lara-lara, që i ngjan bollës.
2. *nut.* Qenie që përfytyrohet në përrallat popullore si një gjarpër i madh me shumë koka.
3. *fig. shar.* Grua e egër dhe e keqe, grua që të ha shpirtin e të helmon jetën.
BOLLËVERBËT,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool,* Gjarpër johelmues, që i ngjan një bolle të vogël dhe që zvarritet Si të jetë i verbër. *Ecën si bollëverbëta.*
BOLLËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Përdheci i par-mendës.
2. Njëri prej drurëve të posht5m të sajës, që janë me majë të kthyer lart. *Bollëzat e sajës.*
BOLLGt)R,~I m. Drithë (kryesisht grurë ose miser), që zakonisht zihet, pastaj thahet në diell e copëtohet dhe që gatuhet me shumë si pilaf; një Hoj pilafi i gatuar me këtë drithë të copëtuar. *Bollgur i trashë (i imët). Bollgur gruri (misri, elbi, tërshëre). Bollgur me gjalpë. Mish me bollgur.*
BOLLKA,~T. *vet. sh. krahin.* Poture; pantallona të gjera fëmijësh. *Bollka shajaku. Një pale bollka.*
BOLLOBOÇKË *mb. krahin.* 1. Që vjen i fryrë e i mbushur (zakonisht për frutat e disa pemëve dhe për disa perime); boçkë. *Fik (arrë, shegë) bolloboçkë. Piperkë bolloboçkë. Vezë bolloboçkë.*
*2.* I mbushur në fytyrë; i shëndetshëm. *Çupë bolloboçkë.*
3. *Përd. em. f.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit (për vajzat).
BOLLSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mjafton plo-tësisht, i mjaftueshëm. *Drekë (darkë) e bollshme.*
2. Që është me shumicë, i shumtë; i madh; që ështI i pasur, i begatshëm. *Prodhime (korrje) të bollshme. Ushqim i bollshëm. Të ardhura të bollshme. Vit i boll-shëm. E laj me ujë të bollshëm.*
3. Që ka hapësirë të mjaftueshme për diçka, që ka përmasa të mëdha, i gjerë. *Shtëpi (dhomë) e bollshme. Pantallona të bollshme.*
BOLLUJËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Gjarpër johelmues, i gjatë deri një meter e gjysmë, që jeton në ujë; bollë uji.
BOMBAHEDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *usht.* Granata-hedhës. *Skuadër bombahedhësish.*
BOMBAHEDHËS,~E *mb. usht.* Që shërben për të hedhur bomba. *Armë bombahedhëse.*
BOMBAHEDHËSE,~JA *f. sh.* ~E, ~ET *usht.* Granatahedhëse. *Gjuaj me bombahedhëse.*
BOMBARDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* Armë lufte që përdorej në mesjetë për të hedhur gjyle guri ose predha metali; një Hoj topi që përdorej në mesjetë. *Predhë bombarde. Rrahu kështjellën me bombarda.*
BOMBARDlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BOMBARDOJ, BOMBARDO-
HEM. *Bombardim i rëndë. Bombardim me top (me artileri). Bombardimi i qytetit. Bombardimi i bërthama-ve të atomit. Aeroplan bombardimi.*
BOMBAROOHEM. *Pës. e* BOMBARDOJ.
BOMBARDOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. Gjuaj me bomba nga ajri ose me artileri për ta shkatërruar, e rrah me bomba, hedh bomba. *Bombarduan qytetin (fshatin, urën). Bombardoi kolonën armike. E bom-bardoi me top (me mortaja).*
2. *fiz.* Godit me rreze atomet a qelizat e një trupi për t'u ndryshuar ndërtimin ose për qëllime të tjera. *Bombardoj me rreze.*

3. *bised.* Gjuaj shumë here me gurë ose me sende të tjera, e godit dendur me diçka.

4. *fig. bised.* E sulmoj me force e pareshtur me diçka, pa e lënë të qetë, e godit vazhdimisht në një pike; i drejtoj a i dërgoj dendur diçka. *E bombardoi me pyetje (me fjalë). E bombarduan me letra (me te-legrame).*

BOMBARDUES,~I m. *sh.* ~, ~IT *usht.* Aeroplan luftarak, që shërben për të hedhur bomba. *Bombardues rëndë (i lehtë). Bombardues katërmotorësh. Bom-bar dues strategjik. Bombardues reaktiv. Bombardues atomlk. Skuadrilje bombarduesish.*

BOMBARDUES,~E *mb.* Që përdoret për bom-bardime, që shërben për të hedhur bomba. *Aeroplan bombardues.*

BOMBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Predhë me ma-dhësi e me forma të ndryshme, e mbushur me Iëndë shpërthyese a me Iëndë të tjera dëmtuese, që hidhet me dorë ose që lëshohet nga ajri me aeroplan; gra-natë. *Bombë djegëse (ndezëse, zjarrvënëse). Bombë shpërthyese (thërrmuese). Bombë atomike (bërthamore, bakteriologjike, kimike). Bombë dore (aeroplani). Bombë me sahat. Bombë me gaz lotsjellës (me gaz helmues, me napalm, me hidrogjen). Ndezësi i bombës. Doreza e bombës. Shpërthimi i bombës. Sulm me bomba. Hedh (lëshon) bomba. Plasi bomba.*

2. *fig. bised.* Goditje e rëndë dhe e papritur; diçka që ndodh papritur dhe që bën shumë përshtypje. *Lajmi qe një bombë për të.*

• Ra si bombë erdhi papritur, ndodhi befas dhe shkaktoi një goditje tfi rëndë a një përshtypje të ma-dhe. I plasi bomba në duar i ndodhi papritur një ngjarje e papëlqyer; i doli në shesh diçka e papëlqyer, që përpiqej ta fshihte ose ta bënte pa u ndier. Bombë v u 11 k a n i k e *gjeol.* cope lave, që del nga krateri I vullkanit menjëherë pas gazeve dhe që merr trajtën e një Iëmshi. Bombë nxehtësimatëse *tek.* enë metalike e mbyllur mirë, ku futet për t'u djegur një Iëndë djegëse, me qëllim që të matet fuqia e nxeh-tësisë që jep ajo.

BOMBOL,~A *sh.* ~A, ~AT. Enë prej metali, në trajtë cilindri, që përdoret për të ruajtur e për të mbartur gaze të ngjeshura ose lëngje. *Bombol çeliku. Bombol oksigjeni (ajri). Bombol me gaz (me lëng).*

BONJta., BOI, BUAR. Bën barrsë, mbars (për disa kafshë shtëpiake dhe të egra).

BONBONE,~IA *sh.* ~E, ~ET. Kokërr e rrumbullakët, afërsisht sa një karamele, e përgatitur me brume sheqeri, me kakao, me gjalpë etj., që za-konisht ka brenda diçka tjetër të ëmbël ose një thelb a frut. *Bonbone me çokollatë. Bonbone me arra. Kuti bonbonesh.*

BONBONERl,~A . *sh.* ~, ~TË. Dyqan ku shiten kryesisht bonbone e karamele.

BONIFIKIM,~I TO. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BONIFIKOJ, BONIFIKOHET. *Bonifikimi i tokave (i kënetave, I moçaleve), Kantieri i bonifikimit. Punon)ësit e bonifikimit. Inxhinier bo-ntfikimi. Vepër bonifikimi.*

BONIFIKOHET. *Pës. e* BONIFIKOJ.

BONIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përmirësoj kushtet natyrore të tokave bujqësore, që janë në gjendje të keqe, duke hapur kanale për ujitje ose për kullim, me qëllim që të shtohet prodhimtaria e tyre; thaj një kënetë a një tokë moçalore për ta bërë të punueshme. *Bonifikoj token (kënetën, një fushë).*

BONIFIKUAR (i, e) *mb.* Që është përmirësuar me anë të bonifikimit. *Toka të bonifikuara. Fushë e bo-nifikuar.*

BONIFIKtJES,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me boni-fikimin; që bëhet a që shërben për të bonifikuar. *Vepër bonifikuese. Kanal bonifikues. Punime bonifikuese.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Punonjës i bonifikimit. *Kolektivi i bonifikuesve.*

BONZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *fet.* Prift ose murg budist në disa vende të Azisë Lindore.

2. *libr., keg.* Njeri me përgjegjësi, që vepron në kokë të vet, udhëheqës politik i shkëputur nga masat, që drejton vetëm me urdhra.

BONJAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Jetim. *Bonjak lufte. Shtëpi bonjakësh. Darkë bonjaku* darkë e Varfër, darkë si për jetimë.

BONJAK,~E *mb.* Që ka mbetur jetim. *Nfbeti (u rrit) bonjak.*

BONJAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Jetime. 2. *krahin.* Tokë e varfër dhe me lagështi. BONJAKËRl,~A . 1. Të qenët jetim.

2. *përmb.* Tërësia e jetimëve, jetimSt.

3. *përmb. fig. vjet.* Të varfërit.

BONJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Jetim. 2. Njeri i varfër; lypës, përderës.

BONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Bletë femër, që mbledh mjaltin lule me lule.

2. *përd. mb. fig.* Që e do punën, që punon shumë e mirë, e papërtuar, punëtore e madhe (për gruan).

BONJËRl,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *gjell.* Gjë e mirë në të ngrënë, gatesë shumë e shijshme; ëmbëlsirë.

2. Grykësi për gjëra të shijshme; lakmi për ëmbël-sira.

BOR,~I *m. kim.* Element kimik, jometal i forte, me ngjyrë të zezë, që hyn në përbërjen e disa minera-leve dhe që përdoret në metalurgji e në mjekësi *(sim-boli* B). *Bor i paster. Oksidi i borit.*

BORAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zoo!., krahin.* Bores.

BORAKS,~I *m. kim.* Lëndë kimike kristalore, që del nga bashkimi i acidit borik me sodë dhe që përdoret për të ngjitur metalet, për të prodhuar qelqin, për t'i dhënë shkëlqim porcelanit, në mjekësi etj.

BORBOÇINEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Guaskë
deti.

BORBOLEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool., krahin.* Koshas, vongorec. *U dobësua, u be si borbolec.*

BORD,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *det.* Buza e faqeve anësore të anijes ose të barkës; secila nga faqet anë-sore të anijes ose të barkës. *Bordi i djathtë (i majtë). Bord i lartë. Bordi i anijes (i barkës). Përplaset në bord.*

*2. det.* Pjesa e sipërme e anijes, që është e sheshtë dhe e pambuluar, kuvertë; anija në tërësinë e saj kundrejt mjedisit të jashtëm. *Bordi i anijes. Libri i bordit* regjistri a ditari i anijes. *Ngjitem (rri) në bord. Jashtë bordit.*

3. *tek.* Pjesa e brendshme e aeroplanit a e mjeteve të tjera të lundrimit ajror, e ndonje mjeti tjetër të madh për udhëtime etj. *Bordi i aeroplanit. Bordi i satelitit (i raketës). Bordi i tankut.*

BORDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. E çarë në mur a në vende të tjera, çepojë.

BORDEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shtëpi publike.

BORDERO,~JA . *sh.* ~, ~TË *fin.* 1. Listë qëpërmban emrat e punonjësve të një ndërmarrjeje a të një institucioni, pagën e secilit dhe vendin për nën-shkrimet;

listë pagese. *Borderoja e rrogave. Nënshkruaj border one.*
2. Listë, ku janë shënuar Uogaritë ose emrat e sendeve që merren në dorëzim; inventor. *Borderoja e dorëzimit.*
BORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dhi shumë e bardhë.
BORDULLAK,~U *m. sh.* ~ Ë, ~ËT *bot.* Bimë bari-shtore e degëzuar, e cila rritet e shtrirë nëpër liva-dhe, anës arave etj., ka kërcej tëbutë dhe gjethetë trasha, që përdoren për ushq im. *Lakror (byrek) me bordullak. Sallatë me bordullak.*
BORDULLAKORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh barishtore ku bën pjesë edhe bordullaku.
BOREAL,~E *mb. gjeogr.* Që ka të bëjë me Veriun, i Veriut; që ndodhet në gjysmërruzullin verior; që është karakteristik për Veriun; që jeton a që ndodhet brenda rrethit polar të Veriut. *Gjysmërruzulli boreal. Popullsi boreale. Del boreal. Tokë boreale. Klimë bo-reale, Vera boreale.*
AgIm I boreal agimi polar (verior).
BORË,~A . *kryes. nj. sh.* ~ËRA, ~ËRAT. 1. Reshje atmosferike, që bie nga retë flokë-flokë në trajtë kristalesh të bardha; shtresa e bardhë e këtyrc flokëve, që mbulojnë vendin aty ku bien; dëborë. *Bore e madhe (e dendur). Bore e imët (e ngrirë, e qullët). Bore e thatë. Bore e kuqe* bore që ka marrë ngjyrën e kuqe për shkak të disa mikroorganizmave të at-mosferës. *Bora e pare. Bore e vonë. Bore e përher-shme (e përjetshme, shekullore). Shi me bore. Flokë (fije, kristale, fjolla) bore. Top (shuk, lëmsh) bore. Ortek bore. Shtresë bore. Re bore. Shtrat bore* llohë. *Pah (endë) bore. Ujë bore. Kodër bore. Tufan bore. Vija e bores* kufiri deri ku bora qëndron edhe në verë. *Ana e bores* ana e veriut. *Zog bore. tool,* bores, zborak. *Mai me bore. Bie (hedh) bore. Çaj borën. Ngjit (zë) bora. Zbardhi bora. Zuri bora borën. Shkas në bore. Shkrin si bora në diell. I bardhë si bora. Shkëlqen si bora. Mali me i madh ka bore me shumë. fj.u.*
2. *përd. mb.* Shumë i ftohtë, akull. *ishin bërë duart bore.*
3. *përd. ndajf.* Shumë (zakonisht me mbiemrat "i bardhë", "i pastër"). *Qeleshe e bardhë bore (bore e bardhë). Bore ipaster.*
•*k* Bora e pleqërisë *poet,* flokët e bardhë, thinjat. Si bora në maj që kalon shpejt, që nuk është i qën-drueshëm, që nuk ka jetë të gjatë. Si mali me bore i forte e i pavdekshëm. Si të marrë bora si të vijnë rrethanat, si të jetë puna, merr për mirë a për keq. I ka rënë bora (në krye) është thinjur. Iu be zemra bore i ngriu zemra, iu be zemra akull. Kërkon kallëza në bore *shih te* KALLËZ,~A. L u 1 e bore *bot. shih te* LULE,~JA.
BORËBARDHË,~A . Figure e përrallave po-pullore, që përfytyrohet si një vajzë prej bore.
BORËMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *spec.* Aparat i posaçëm për të matur sasinë e bores që ka rënë.
BORËPASTRUES,~E *mb.* 1. Që shërben për të hequr borën nga rrugët e nga sheshet e qyteteve. *Makinë borëpastruese.*
2. si *em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Makinë për të pastruar borën. *Lopatat e borëpastrueses.*
BORËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Zog i vogël këngëtar sa një trumcak, me krahë të zez, me kurriz të murrmë dhe me gjoks të kuqërremë; zogu i bores, zborak.
BORGULL,~I m. *shih* BOLLGUR,~I.
BORGJEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesëtar i klasës borgjeze; pronar kapitalist që shfrytëzon punëtorët e punonjësit e tjerë. *Borgjez i vogël* pjesëtar i shtresës së pronarëve të vegjël.
2. *keq.* Ai që është dhënë pas fitimit, që lufton vetëm për mirëqenien vetjake dhe që vë interesin e tij mbi interesin e përgjithshëm, ai që ka fituar tiparet e një përfaqësuesi të borgjezisë. *Borgjezët e rinj.*
BORGJEZ,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me borgjezinë, që i përket borgjezisë, i borgjezisë. *Klasa borgjeze. Shtresë borgjeze. Parti borgjeze. Marrëdhënie borgjeze. Me origjinë borgjeze.*
2. Që është nën sundimin e borgjezisë; që vepron në dobi të borgjezisë, që u shërben qëllimeve të borgjezisë. *Rend (shtet, vend) borgjez. Republikë borgjeze. Demokraci borgjeze. Qeveri borgjeze. Revolucion borgjez. Shtypi borgjez.*
3. *keq.* Që është karakteristik për borgjezinë ose për borgjezin, që shpreh interesat e klasës së borgjezisë; që përshkohet nga fryma e borgjezisë, që është karakteristik për mënyrën e jetesës së borgjezisë. *Botëkuptim borgjez. Ideologji (pikëpamje) borgjeze. Qëndrim borgjez. Nacionalizëm borgjez. E drejta borgjeze. Sjellje borgjeze. Moral (degjenerim) borgjez. Kulturë borgjeze. Art borgjez. Letërsi borgjeze. In-telektual borgjez. Mënyrë borgjeze e jetesës. Huma-nizëm borgjez. Pacifizëm borgjez.*
BORGJEZf,~A . Klasa sunduese në shoqërinë kapitaliste, që zotëron veglat dhe mjetet kryesore të prodhimit shoqëror dhe që shfrytëzon punën me më-ditje të punëtorëve, duke nxjerrë fitime nëpërmjet mbivlerës. *Borgjezia imperialiste. Borgjezia ndërkom-bëtare. Borgjezia kombëtare (vendëse). Borgjezi in-dustriale (tregtare, fshatare). Borgjezi e madhe (e mesme). Borgjezi e vogël* shtresa e pronarëve të vegjël, që zotërojnë mjete prodhimi dhe që nxjerrin të ar-dhura nga prona e puna e Vet, duke shfrytëzuar pje-sërisht punën me mëditje. *Borgjezia e re revizioniste. Krerët e borgjezisë. Shtresat e borgjezisë. Kontradikta ndërmjet proletariat^ dhe borgjezisë. Përmbysja e borgjezisë.*
BORGJEZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BORGJEZOJ, BORGJEZOHEM. *Bor-gjezimi i klasës feudale. Borgjezimi i mënyrës së jetesës. Rreziku i borgjezimit. Lufta kundër borgjezimit.*
BORGJEZOHEM *vetv.* 1. *kryes. veta III hist.* Kthehet në klasë ose në shtresë borgjeze, bëhet borgjez. *Feudalët dalëngadalë u borgjezuan.*
2. *keq.* Marr tiparet e borgjezit, filloj të jetoj, të mendoj e të veproj si borgjez; bëhem borgjez.
BORGJEZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *keq.* I jap tiparet e borgjezit, e bëj të jetojë, të mendojë e të veprojë si borgjez, e bëj borgjez.
BORI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Vegël muzikore me frymë, zakonisht prej brortzi, me grykë në trajtë hinke, që nxjerr zë të forte e që përdoret edhe për të dhënë sinjale (në ushtri etj.); trumbetë, trombë. *Boria e zgjimit. Boria e aksionit. Boria e alarmit. Sinjal me bori. I bie borisë. Ra boria. Mbledh (bëj) diçka si bori.*2. Mjet sinjali, që përdoret në makina, në karroca etj. dhe që nxjerr zë të forte. *Bori automobili. I bie borisë. Ndalim borie.*
3. Lloj pizge në trajtë koni, me një pipëz në majë, që e bëjnë fëmijët zakonisht në pranverë prej Iëkurës së lofatës ose të shelgut dhe që nxjerr një zë mjaft të forte.
4. *bised.* Qyngj sobe.
Ra boria bëhet thirrja për diçka, jepet kushtrimi.

BORICË,~A . 1. Bore e hollë që shoqërohet me erë shumë të ftohtë. *Bie boricë.*

*2.* Erë shumë e ftohtë, që fryn zakonisht nga veriu dhe që sjell bore. *Fryn boricë. Të pret borica.*

BORIGË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Pishë e zezë, çetinë. *Pyll me boriga. Kurorë borige.*

*-k* Kërkon dardha nga boriga kërkon diçka të pa-mundur, kërkon qiqra në hell.

BORIK,~E *mb. kim.* Që përmban bor. *Acid borik. Alkool borik. Pleh borik.*

BORIMË,~A i *sh.* ~A, ~AT. Bore e imët e përzier me shi. *Bie borimë. Zimë borimat.*

BORlMË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Rrip toke në anë të arës, që mbetet pa punuar, pasi nuk e zë plugu kur kthehen pendët ose traktorët; anie.

BORlT *kai,* ~A, ~UR. Punoj anët e arës, lëroj borimën.

BORIZAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie borisë për të dhënë sinjale (në ushtri, në çetat e pionierëve, në aksione etj.). *Borizani i çetës. Borizani i repartit.*

Pëllumbi borizan *zool.* lloj pëllumbi, që e ka bishtin të madh.

BORMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Degë që shqitet nga një ulli dhe që mbillet, shpatull ulliri.

BORNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bore e madhe që ka mbuluar një vend; vend i gjerë, i mbuluar me bore të madhe e zakonisht të qëndrueshme. *Bor-najat e bjeshkëve. Uji i bornajave.*

BORO,~JA *.sh.* ~, ~TË *krahin.* Kpmo.

BORONICË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Qershizë, thrashegër, rrush mali. *Lëng boronice. Çaj boronice. Ngjyrë boronice.*

BORSALINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kapelë e rrumbullakët prej plisi të forte, me strehë të ngushtë rreth e rrotull dhe me një shirit për zbukurim. *Bor-salinë e zezë. Mban borsalinë.*

BORXH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Të holla ose sende, që janë marrë ose janë dhënë për një kohë të caktuar dhe që duhet të kthehen përsëri; hua. *Borxh i vjetër. Mori borxh. Nuk kam borxh (borxhe). Ktheu (lau, pagoi, shleu) borxhin. S'vë borxh. U fut (hyri) në borxh. Ishte zhytur (ishte mbytur) në borxhe. I fall borxhin. Mbeti borxh. Fli pa darkë e zgjohu pa borxh. fj. u.*

2. *fig. bised.* Detyrim moral ndaj dikujt, diçka që e kemi për detyrë ta bëjmë. *Kam borxh. la kam borxh. Laj (kryej) borxhin. I mbeta borxh. Gjendem (në) borxh.*

*it* Ka borxh të... a) është gati të,.., është i prirur të..,; b) është në gjendje, ka aftësi, mund të...

Ma bëri borxh *dikush* ka përsëritur disa here një Sjellje të padurueshme a një veprim të papëlqyeshëm, sa detyrohem t'i kthehem më të keq, me ka bërë të mos përmbahem më e të veproj kundër tij. I doli borxhit (hakut, nga borxhi) *dikujt* e bëri detyrën e tij ndaj dikujt; bëri gjithçka që i takonte, e para-lajmëroi me kohë. Ta paça borxh! *ur.* ta shpërblef-sha! E qiti borxh e bëri borxhli kundrejt dikujt, e nxori borxhli. Rregulloi borxhet (Jlogarinë) *m e d ik ë shih te* RREGULLOJ.

BORXHLI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* 1. Ai që ka marrë një borxh, huamarrës.

2. *fig.* Ai që ka detyrim moral ndaj dikujt, ai që ka për detyrë të bëjë diçka për një tjetër për t'i shpër-blyer një të mirë. *jam borxhli. Me bëri borxhli. E ndiej veten borxhli. Mbetent borxhli.*

BORZILOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare, me lule të bardha, me gjethe të vogla e me erë të këndshme, që mbillet në saksi ose ne oborret e shtëpive. *Borzilok i egër* bimë barishtore njëvjeçare me gjethe të rralla e me lule të kaltra, që rritet nëpër livadhe dhe që e hanë kafshët. *Lule (gjethe) borziloku. Një degë (një tufë) borzilok. Era e borzilokut.*

*k* E bëri borzilok e pastroi mirë, e bëri dritë (dho-mën, shtëpinë).

BORROÇITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. *vet. veta III.* Hakërrohet e zhgërryhet, duke u ndeshur me një tjetër, kapet për brirësh me një tjetër (për demat).

2. *fig.* Kapem e përfytem me dike, mundem me një tjetër. *Borroçiteshin fëmijët.*

BORROHITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Qaj pa lot, qaj duke thënë fjalë.

BORROKOÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Viç i ri, mëzat; ka i patredhur; dem me trup të vogël. 2. *fig.* Djalë i ri me trup të ngjeshur.

BORROVlQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Shpend shtegtar, me pendë të bardha a të përhime, me sqep e këmbë si të lejlekut, që rri pranë ujërave të ëmbla ose në ara të korrura dhe që ushqehet me krimba e me peshk.

• Nga këmbët borroviq, nga mendja eksiq i rritur nga shtati, por i papjekur nga mendja.

BOSK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cjap pa brirë, shyt. BOSKË,~A *sh.* ~A, ~AT. Dhi pa brirë, shytd.

BOSTAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. l.Shalqi; pjepër; *përmb.* shalqi e pjepër. *Boston farëvogël (i ëmbël, dimërak). Fare bostani. Mbjell bostan. Çahet si bostan. Dy bostane nuk mbahen në një dorë. fj.u.*

*2.* Tokë e mbjellë me shalqi e me pjepër; perimore. *Dolën nga bostanet. Ruan bostanet. E rrahën si qenin në bostan* e rrahën shumë.

• për të vënë në bostan i rreckosur, si dordolec. Mholli bostan e i dolën kastraveca *iron, shih te* MBJELL. Pikaloshja e bostanit *zool.* mo-llëkuqe.

BOSTANÇE *ndajf. kopsht.* Me gropa, për çdo rrënjë veçan, siç veprohet për mbjelljen ose për pra-shitjen e perimeve. *Prashit (e punoj) bostançe.*

BOSTANISHTE,~.TA *sh.* ~E, ~ET. Bostanore.BOSTANOR,~E *mb. kopsht.* Që lea të bëjë me bimë si shalqiri e pjepri; kungullor. *Bimë (kultura) bostanore.*

BOSTANORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tokë e mbjellë me shalqi e pjepër. *Ujit bostanoren.*

BOSTANORE,~T *.vet. sh. kopsht.* Kungullore.

BOSTANXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *bised.* Kopshtar që merret me rritjen e perimeve e të bos-tanit, bahçevan.

2. *vjet.* Shitës bostani e perimesh.

r I shet kastraveca bostanxhiut thuhet kur dikush kërkon të mësojë dike që ato gjëra i di me mirë se ai e para tij, i tregon arat babait.

BOSTI,~A . *sh.* ~, ~TË. Shkop i gjatë, që për-doret për të shkundur gështenjat, arrat etj.

BOSH *ndajf. bised.* 1. Zbrazët, pa njeri a pa gjë tjetër brenda; pa gjë në duar; *kund.* plot. *Man (sjell) një enë (një kuti) bosh. Erdhi me duar bosh. Mbeti vendi bosh. U kthye bosh. E kishte barkun bosh* s'kishte ngrënë asgjë, ishte i uritur. *E kishte shtëpinë bosh. E kishte xhepin bosh. E shkrepi pushkën bosh. E bëri bosh* e zbrazi, ia hoqi gjërat që kishte brenda. *E la bosh.*

*2.* Pa ngarkesë, pa kryer punë të dobishme ose pa plotësuar qëllimin, për të cilin bëhet. *Lëvizje bosh. Goditje bosh. Rrotullohet bosh. Makina punonte bosh.*
3. *fig.* Kot, humbur, pa dobi, pa vlerë; pa kuptim. *Rri bosh. Flet bosh. I shkoi (i vajti) puna (mundimi) bosh. E bëri rrugën bosh. I shkoi fjala bosh.*
•*k* E nxori (e përcolli, e qiti) me duar bosh (me duar thatë, me duar zbrazur) *shih te* THATË3. E bëri bosh (gruan) *vjet.* e ndau gruan, e përzuri. E ka kokën bosh a) nuk i vjen asnje mendim në kokë, nuk i punon truri; b) nuk di gjë fare, nuk ka mësuar gjë fare. U ndodha (me zuri) bosh isha i papërgatitur para diç-kaje të papritur, nuk dita si të përgjigjesha a si të veproja në një rast të veshtirë. E qiti bosh (fjalën) e hodhi poshtë si të pavlerë, nuk e pranoi. Mbeti me luge bosh (të zbrazët) *shih te* ZBRAZËT (i, e). Ngopet me luge bosh (të zbrazët) *shih te* ZBRAZËT (i, e). Me mirë djepin bosh (thatë) se shejtanin brenda *fj.u. shih te* DJEP,~I.
BOSH,~E *mb. bised.*.1. I zbrazët, që nuk ka gjë a njeri brenda; i lire, i pazënë. *Enë (shishe, fuçi, kuti) boshe. Vend bosh. Vagon bosh.*
2. Që punon pa ngarkesë, që nuk kryen punë të dobishme ose që nuk e plotëson qëllimin e caktuar. *Lëvizje boshe.*
3. I padobishëm, që nuk ka vlerë; që nuk ka kuptim; i zbrazët; i kotë. *Punë boshe. Fjalë (frazë) boshe. Gjëra boshe.*
BOSHATIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Lë pa gjë ose pa njeri brenda, heq ç'ka brenda, zbraz. *Boshatis thesin (xhepin). Boshatis raftin. Boshatisën qytetin (fshdtin). E boshatisën vendin.*
BOSHATISEM *vetv. bised.* 1. *vet. sgta. III.* Mbetet pa gjë ose pa njeri brenda, zbrazët. *U boshatis shishja. U boshatis shtëpia. U boshatisën rrugët.*
*1.* Mbetem pa gjë, me mbarohet krejt diçka. *V boshatis nga paratë (nga të gjitha).*
3. *Pës. e* BOSHATIS. --- ^
BOSHATISJE,~A . *bised.* Veprimi Sipas kupti-meve të foljeve BOSHATIS, BOSHATISEM.
BOSHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Bishtajë (e fasules, e bizeles etj.) pa kokrra.
BOSHLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* 1. Hapësirë e zbrazët, vend bosh; zbrazëti. *Boshllëk i madh. Bie në boshllëk.*
*2.* Vend i lire, zbrazëti; mungesa e diçkaje në vendin e duhur; shkëputje, ndërprerje në diçka. *Lë boshllëk. Mbush boshllëkun.*
3. *fig.* Detyrë që nuk është plotësuar, mungesë, e metë. *Boshllëqet e kaluara. Boshllëqe në punë. Bosh-llëqet e nxënësve. Ka boshllëqe.*
*4. fig.* Gjendje e rëndë shpirtërore, pikëllim i thellë nga një humbje e rëndë e pazëvendësueshme, nga një goditje, nga dëshpërimi etj. *Ndiej një boshllëk. Kam një boshllëk lë madh në zemër.*
5. *fig.* Mungesa e idealeve, e synimeve dhe e inte-resave të shëndosha për jetën, zbrazëti shpirtërore.
BOSHT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shkop i shkurtër, i holluar në të dy majat, që përdoret për të tjerrë dhe për të mbledhur fillin, duke e rrotulluar me dorë, drugë; pjesë e makinës së tjerrjes, që shërben për të dredhur dhe për të mbledhur fillin; sasia e fillit e mbledhur në një shkop të tillë. *Me furkë e me bosht. Dredh boshtin. Mbledh në bosht. Ndërroj boshtet. I dha bosh:in* a) e ngarkoi të tjerrë ( lesh, li etj.); b) *fig.* e vuri të punojë, e vuri në punë.
2. Pjesë e makinave, e mjeteve dhe e veglave të punës, që ka trajtën e një druri të rrumbullakët dhe që shërben për të bashkuar rrotat ose pjesë të tjera që rrotullohen a që lëvizin. *Boshti qendror (kryesor). Boshti i qerres. Boshti i dërstilës (i mullirit). Boshti i çadrës. Makinë me dy boshte.*
3. Pjesë kryesore e një mjeti a e një vegle pune, ku lidhen pjesë të tjera më të vogla; shtizë. *Boshti i parmendës.*
4. *spec.* Drejtëz, që kalon përmes qendrës së si-metrisë ose përmes qendrës së rëndesës së një trupi; vija e mesit për së gjati një trupi. *Boshti horizontal (pingul). Boshti optik. Boshti i simetrisë. Boshti i rrotullimit. Boshti i tangjenteve. Boshti i rrugës. Boshti i tunelit. Boshti i koordinatave* njëra nga drejtëzat që ndërpriten në sistemin e koordinatave.
5. *astr.* Vijë e përfytyruar që bashkon dy polet e një trupi qiellor, duke kaluar përmes qendrës së tij. *Boshti i Tokës. Boshti i planetit.*
6. Pjesa qendrore, pjesa e mesit e diçkaje për së gjati (kryesisht për bimët dhe për pjesët e tyre). *Boshti i misrit (i grurit). Boshti i rrënjës. Boshti i trungut (tëdrurit).*
7. *fig.* Drejtimi kryesor i një pune ose i një veprim-tarie; vija kryesore ideore e një vepre shkencore, le-trare etj.; vija themelore rreth së cilës shtjellohet një veprim, një tok ngjarjesh etj. *Boshti ideologjik. Boshti i punës. Boshti i dramës (i romanit). Boshti i ngjarjeve.*
8. *fig.* Pjesa qe mban peshën kryesore, shtylla. *Boshti i shoqërisë.*
9. *përd. mb.* Qendror, kryesor; drejtues. *Problem bosht. Fjalë bosht.*
•*k* Del si boshti para furkës shpreh mendimin para se t'i vijë radha, kërcen kur nuk i takon për të folur a për të vepruar. Boshti i kurrizit *anat. shih* Shtylla kurrizore *te* SHTYLLË,~A.
DOSHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Shkurre që i ngjet ahtogut, e lartë deri dy metra, me gjethevezake me pak push, që bën lule të verdha me bisht të shkurtër; shtogër. *Gardh me boshtra.*
BOSHTIVAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dru i shkuitër, që vihet tërthor për të lidhur brezat e një muri, tër-thorëse. *Lidh me boshtivanë.*
BOSHTOR,~E *mb.* 1. *spec.* Që ka të bëjë me boshtin, i boshtit; që është si bosht; që shërben si bosht. *Vijë boshtore. Prerje boshtore. Simetri boshtore. Rrënje boshtore.*
2. *anat.* Që ka të bëjë me shtyllën kurrizore; që ka shtyllë kurrizore. *Kafshë boshtore. Skelet boshtor.*
BOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Një njeri i panjohur dhe i papërcaktuar, dikush. *Erdhi njëherë një bot.*
BOT *ndajf. bised.* 1. Pa pushim, pa ndërprerje e më të gjitha forcat. *Qesh e bot. Qaj e bot. Pi e bot. Fol e bot. Thirr e bot. Bjeri e bot.*
2. *përd. em.* Me bot: më të madhe, me zjarr; me force. *Qan me bot. Punonte me bot.*
3. *përd. kallëzues.* Duke punuar a duke u përpjekur me sa kam fuqi, me përpjekje të mëdha. *Bot e bot* me shumë mundime, pas shumë përpjekjesh. *Bot e qyt* përpiqem shumë, jap e marr për një kohë të gjatë. *Bot andej, bot këtej. Ti bot me bukë, ai bot me gurë.*
*ie* Bot e bir me.përpjekje të mëdha, më të gjitha forcat. Dhashë e bot (dhashë e dhashë, dhashë e mo-ra) *shih te* JAP.

BOTANIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me botanikën, i botanikës; që lidhet me bimët dhe me studimin e tyre. *Kopshti botanik* kopsht ku janë mbjëllë bimë të ndryshme për t'i njohur dhe për t'i studiuar. *Studime bptanike. Gjeografia botanike. Ekspeditë botanike.*
-Pjekje botanike *bot.* pjekje natyrore e farëfave të bimëve.
BOTANIKË,~A . 1. Shkencë natyrore, që stu-dion bimët. *Botanika e përgjithshme.*
*2.* Lënda mësimore që jep njohuritë e kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Mësuesi i botanikës. Libri i botanikës. Ora e botanikës.*
BOTANIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e botanikës. *Botanistët e vegjël.*
BOTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Enë prej baite; shtambë me përmasa të ndryshme që përdoret për ujë, për verë etj. *Pi me bote. Një bote me verë.*
BOTË,~A i . 1. Rruzulli i Tokës; dheu me gljithçka që është në të, sipërfaqja e Tokës dhe gjithë qeniet që jetojnë në të, dheu, toka. *Lëmshi (rruzulli) i botës. Harta e botës. Kontinentet (shtetet) e botës. Lumenjtë (ujërat) e botës. Rreth botës. Në fund të botës. Në të katër anët e botës. Udhëtim nëpër botë. Sa të jetë bota* përjetë të jetëvet.
2. *sh.* ~Ë, ~ËT. Trup qiellor; planet. *Botë të panumërta. Botët e gjithësisë.*
3. Tërësia e formaxe të materies, realiteti; tërësia e çdo-gjëje që është pavarësisht- nga-ndërgjegjja. -*Bota objektive (materiale). Bota e jashtme. Njohja e botës. Uniteti i botës. Pasqyrimi i botës. Prejardhja e botës.*
*4. përmb. bised.* Njerëzit e tjerë, gjindja që na rrethon, njerëzia; njerëzit e huaj, më të cilët nuk kemL-të bëjmë; një njeri tjetër, dikush. *Gjithë bpJr^Si gjithë bota. Në shtëpi të botës. Fjalët (goiër) e botës.*
*U be gazi i botës. Malli i botës* mall i huaj. *Në dasmë të botës. Me fjalët e botës. Çuditet gjithë bota. E di (flet) e gjithë bota. U rrit në dyert e botës. Hyri botë* hyri si i huaj në shtëpinë e një tjetri. *Jam botë për të* jam njeri i huaj e i panjohur për të, s'jam i tij. *Mos hyr në pus me litarin e botës. fj. u. Mos shtjer kripë në gjellën e botës! fj. u. Pret thika në mish të botës. keq. Hanë bukën tone e bëjnë davanë e botës (rrahin thekrën e botës). I nxjerr gështenjat (nga zjarri) me duart e botës. Nuk shikon traun e tij, po shikon qimen e botës. E pafsha nëpër dyert e botës! mallk.*
5. edhe *sh.* ~Ë, ~ËT. Shoqëria njerëzore e një vendi ose e disa vertdeve, që është organizuar sipas një rendi të caktuar dhe që dallohet nga tipare his-torike e kulturore të veçanta; mënyra e jetesës dhe e organizimit shoqëror në një vend, në një grup vendesh ose në një periudhë historike. *Bota e re. Bota e vjetër. Bota shqiptare. Bota antike. Bota Hire (greko-romake, arabe). Bota socialiste. Bota kapitaliste (feudale). Bota perëndimore. Bota e Lindjes. Bota përparimtare. Bota e jashtme* vendet e tjera, vendet e huaja. *Njollat e botës së vjetër. Lufta ndërmjet dy botëve. Teoria kundërrevolucionare "e tri botëve".*
*6.* Tërësia e qenieve të gjalla, që kanë veçori të përbashkëta të zhvillimit e të jetesës; tërësia e sen-deve ose e dukurive që na rrethojnë; fushë eveçantë e dukurive a e sendeve të realitetit objektiv. *Bota e gjallë. Bota bimore. Bota organike (joorganike). Bota njerëzore. Bota shtazore (e kafshëve). Bota e pyllit. Bota e ngjyrave (e tingujve). Bota e yjeve. Në botën e përrallave.*
7. Fushë e veçantë e veprimtarisë së njerëzve, sfera e punës së njeriut; rreth njerëzish, që merren me një veprimtari të njëllojtë a që kanë interesa të përbashkëta, që i përkasin një mjedisi etj. *Bota shkencore (letrare, artistike). Bota financiare. Bota fshatare. Bota e fë-mijëve. Bota e shkrimtarëve (e artistëve). Në botën e shkencës dhe të teknikës.*
8. Tërësia e dukurive të jetës shpirtërore e psikike të njeriut (perceptimet, ndjenjat, mendimet etj.), tërësia e ndjenjave dhe e mendimeve të njeriut; një rreth shfaqjesh psikike, që lidhen me moshën, me veprimtarinë mendore etj., rrethi i intereSave të njeriut. *Bota shpirtërore e njeriut. Bota vetjake (e brend-shme). Botë e vogël (e mbyllur, subjektive).*
9. Jeta në Tokë, jeta e vërtetë objektive; jeta në tokë dhe jeta e përtejme në kundërvënie njëra me tjetrën, sipas paragjykimeve fetare e pikëpamjeve idealiste. *Kjo botë. Bota jonë. Bota tjetër (e përtejme, e përtejvarrit). Doli në botë* lindi (për fëmijën). *E la këtë botë* vdiq. *Shkoi (vajti) në atë botë (në botën tjetër)* vdiq. *E dërgoi në botën tjetër. përçm.* e vrau, e mbyti.
10. *euf.* Sëmundja e tokës, epilepsia. *E kapi bota.* I biri (burri) i botës *përçm.* një burrë a një djalë
çfarëdo, një burrë a një djalë i panjohur; tjetri, dikush. E bija (gruaja) e botës *përçm.* një grua a një vajzë çfarëdo, një grua a një vajzë e panjohur; tjetra, dikush. M'u errësua bota (vendi) *shih tek* ERRËSOHEM. Ejlërgoi prapa botës (prapa diellit) *dike shih te* DIËLL,~Tr Është jashtë botës *keq.* s'merr vesh nga bota; sillet ndryshe nga të gjithë e jo ashtu si duhet. Është prapa botës (prapa dynjasë) a) është i paditur, ka mbetur prapa, nuk është i zhyjll-uar mcr-kohëji; b) nuk di se c'bëhet, nuk merr -Çësh të rejat. Mori botën (dynjanë") *shih te* MARR. Mori botën (dbenë) ndër (në) sy *shih te* MARR. Në sy të botës (të dynjasë) para të tjerëve, haptas, botërisht.Sa për sy (sa për faqe) të botës *shih te* SY,~RI. I shtiu botën i kalli tmerrin, i shtiu frikën. U be përralla e botës *dikush shih te* PËRRALLË,~A. S'është në këtë botë (në- këtë dynja) s'metr vesh çfarë po bëhet. Ka parë botë (dynja) me sy *shih te* SHOH. Që kur bota është botë prej kohësh shumë të lashta. Edhe sikur bota (dynjaja) të përmbyset! çfarëdo që tëndodhë, edhe e keqja më e madhe po të ndodhë, në asnjë mënyrë, kurrsesi. Bota është e rrumbullakët)'.u. *shih te* RRUM-BULLAKËT (i, e). Miell nga thesi i botës (i huaj) *iron, shih te* MIELL,—I. Kali i botës të lë në udhëy. *u.* gjëja e huaj s'të mbaron punë. S'merret bota në krahë (në kurriz) *fj.u.* nuk është e mundur të bëhen a të mba-rohen të gjitha punët menjëherë, punët duhen bërë me radhe sipas kushteve e mundësive. Pula e botës duket më e majme *fj.u. iron, shih te* PULË,~A.
BOTË,~A ii . Një lloj deltine me ngjyrë të përhime në të bardhë, që përdorej në disa krahina për të larë kokën ose rrobat; lloj deltine që përdoret për të bërë enë, për të Iyer muret etj. *Botë e bardhë (e kuqe). Enë (prej) bote.*
•*k* Hëngri (kafshoi) botë (dhe) *përçm.* vdiq.
BOTËBARDHË,~A . Një lloj deltine e përhime në të bardhë, botë e bardhë.
BOTËGJINATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Deltine e mbledhur si lëmsh nga gjinatorja. 2. *zool. shih* GJINATORE,~JA.
BOTËKUPTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tërësia e pikëpamjeve të njeriut për botën që e rrethon, sistemi i pikëpamjeve që ka njeriu për jetën, për natyrën dhe për shoqërinë; të kuptuarit e botës, të realitetit. *Botëkuptim shkencor (filozofik, materialist, marksist-leninist,*

*socialist, komunist, revolucionar, i shëndoshë). Botëkuptim idealist (borgjez, mikroborgjez, fetar). Botëkuptim i ri. Botëkuptim i ngushtë. Botëkuptime të huaja (të vjetra). Botëkuptimi i njeriut (i fshatarit). Formimi i botëkuptimit.*
BOTËKUPTIMOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me bo-tëkuptimin, që lidhet me botëkuptimin, i botëkuptimit. *Thelbi botëkuptimor. Çështje botëkuptimore. Kufizime botëkuptimore. Ana botëkuptimore. Ndikime botëkuptimore. Luftë botëkuptimore.*
BOTËKUQE,~JA . Një lloj deltine me ngjyrë si ne të kuqe, botë e kuqe.
BOTËNDUlM,~I *m. libr.* Mënyra e rrokjes dhe e pasqyrimit të botës që na rrethon, mënyra e ndiji-mit të botës. *Botëndijimi i shkrimtarit. Botëndijimi i nxënësit.*
BOTËRlSHT *ndajf.* Para të gjithëve; haptas, she-shit, faqe botës. *Shpall (deklaroj) botërisht. Pohoj (pranoj) botërisht. Dihet (njihet) botërisht. Dënoj botërisht.*
BOTËROR,~E *mb.* Që ka të bëjë me gjithë botën, i gjithë botës; që përfshin të gjitha vendet e botës, që është shpëmdarë në tërë botën ose që është për gjithë botën. *Luftë botërore. Revolucion botëror. Sis-tem botëror. Historia (ngjarjet) botërore. Kriza botërore. Proletarian botëror. Tregu botëror. Prodhimi botëror. Rekord botëror. Kampionati botëror. Në shkallë botërore. Me rëndësi botërore.*
Oqeani botëror (i përbotshëm) *gjeogr. shih tek* OQEAN, ~l.
BOTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BOTOJ, BOTOHET. *Botimi*
*i veprave të klasikëve të marksizëm-leninizmit. Sheh dritën e botimit* botohet.
2. Vepër, artikull, studim etj., që është shtypur dhe është vënë në qarkullim, ajo që është botuar. *Botime periodike. Botime të ilustruara. Botime shko-llore (mësimore). Botime letrare (politike, shkencore, artistike). Botimet e një autori. Botime të Akademisë së Shkencave (të Universitetit). Botime për fëmijë. Ndërmarrja (drejt'oria, dega) e botimeve.*
3. Tërësia e kopjeve të një vepre të shtypura një-herësh. *Botimi i parë (i dytë). Botim i përmirësuar.*
*4. vjet.* Shpallje, lajmërim.
BOTINË,~A . Vend: lagësht, tokë me baltë, moçalishte.
BOTOHET. *Pës. e* BOTOJ. *Botohet për të parën here. Botohet me shkurtime.*
BOTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Shtyp për ta për-hapur një libër, një gazetë, një shkrim etj.; bëj të njohur botërisht një lajm, një shkrim, një vepër etj., duke e shtypur dhe duke e vënë në qarkullim; nxjerr. *Botoj një artikull (një studim, një roman, një fjalor). Botoj një gazetë (një revistë). Botoj një fotografi. Botoj një dokument.*
BOTOR,~E *mb. vjet.* 1. Që ka të bëjë më të gjithë, që ka karakter të përgjithshëm, që përdoret nga të gjithë; publik. *Rrugë botore. Ndërtesa botore. Arsimi botor.*
2. Që kishte të bënte me ndërtimin dhe me mirë-mbajtjen e rrugëve, të urave, të ndërtesave shtetërore etj.; që kishte të bënte me shërbimet komunale. *Punë (shërbime) botore. Shpenzime botore. Zyra botore. Ministria e Punëve Botore* (ishte në Shqipëri deri në vitin 1950).
BOTORE,~JA . *bised., vjet.* Zyrë që merrej me ndërtimin e me mirëmbajtjen e rrugëve, të ndërtesave shtetërore etj. dhe me punët komunale. *Seksioni i botores. Inxhinieri (kryepunëtori) i botores.*
BOTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shtyp e vë në qarkullim një vepër, një libër, një gazetë etj.; ndërmarrje që merret me botimin e librave. *Botues librash. Botuesi i gazetës. Shënimi i botuesit.*
BOTUES,~E *mb.* Që merret me përgatitjen për shtyp dhe me botimin e veprave të ndryshme; që ka të bëjë me botimin e librave. *Shtëpia (ndërmarrja) botuese. Veprimtari botuese.*
BOTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka vlerat e cilësitë e nevojshme për t'u shtypur e për t'u përhapur, që është përpunuar ashtu siç kërkohet për ta botuar, që vlen të botohet; *kund.* i pabotueshëm. *Artikull (shkrim) i botueshëm. Vepër e botueshme. E bëj të botueshëm.*
BOV;Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT *det.* Enë metalike e zbrazët në trajtë fuçie a në ndonjë trajtë tjetër, që rri mbi ujë dhe që vihet në det a në liqen, zakonisht jo shumë larg bregut, si shenjë paralajmëruese ose si mbështetje ku lidhen përkohësisht anijet. *Bova e sinjalit. Bova e fenerit. Hedh bovat.*
BOZAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Ai që bënte e shiste bozë.
BOZË,~A . Pije freskuese, që bëhet me miell meli ose misri të thartuar me brume buke dhe që ka shije majhoshe; sasia e kësaj pijeje Sa nxë një gotë.*Bozë e ftohtë. Bozë meli (nrisri). Një gotë bozë. Ngjyrë boze. Pine nga një bozë.*
•*k* U be bozë a) e humbi vlerën e rëndësinë, i doli boja nga tepria a nga përsëritja e shpeshtë, u be diçka e mërzitshme; b) i ra çmimi, u lirua. Iu be gjaku (zemra) bozë u shqetësua shumë, iu prish gjaku, iu be gjaku ujë. M'u be koka (mendja) bozë (dhallë, çorbë, përshesh, lëmsh, tym) *shift te* DHALLË,~I.
BOZHOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Pelikan. *Fiulurojnë bozhorët.*
BOZHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Femra e pelikanit.
BOZHURE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Lule-gjak. *Lule bozhureje.*
*2.* Kafshë me qime në ngjyrë të kuqërreme (za-konisht lopë, pelë ose dhi).
3. *përd. mb.* Që nuk është pjellor, i varfër (për një lloj toke në ngjyrë të kuqërreme).
BRAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Vjedhës gjërash të vogla, vjedhës xhepash. *Brae pulash. Brae xhepash.*
BRACl,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* Vjedhje gjërash të vogla. *Ballistët ishin të vetmil për braci.*
BRAHOM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Çerep. *Bukë brahomi.*
BRAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Xhungë që del në dru ose në trup të njeriut pas një goditjeje.
BRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qen gjuetie, me trup të madh, i bardhë e me njolla të zeza në trup, me veshë të mëdhenj e me qime të shkurtra.
BRAKESHA,~T . *vet. sh.* Brekushe të bardha. *Vesh brakeshat.*
BRAKICEFAL,~E *mb. anirop.l.Që* e ka kafkën e kokës të shkurtër e në mes të gjerë. *Tipi brakicefal.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRAKTIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Largohem prej një vendi, e lë përgjithnjë a për një kohë të gjatë; largohem prej dikujt, e lë vetëm. *Braktisën vendin. Brak-tisi anijen. Braktisi gruan (fëmijët, shokët). Braktisën fushën e betejës.*

*2.* Heq dorë nga diçka përgjithnjë a për një kohë, nuk merrem me me të; lë punën ose një veprimtari. *Braktisi mësimet. Nuk e braktisi shkollën (punën, detyrën). I braktisi të gjitha.*
3. Le pas dore, nuk kujdesem me; e lë pa ndihmë e pa përkrahje, i kthej krahët. *Braktisi token. E braktisi shtëpinë. E ka braktisur punën.*
BRAKTISEM. *Pës. e* BRAKTIS.
BRAKTISJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BRAKTIS, BRAKTISEM.
BRAKTISUR (i, e) *mb.* Që është lënë përgjithnjë a për një kohë të gjatë, prej të cilit është hequr dorë tare; që është lënë pa kujdesje, pa përkrahje e pa ndihmë; i lënë pas dore. *Prindër të braktisur. Fëmijë i braktisur. Shtëpi e braktisur. Fshatra (vende, toka) lë braktisura.*
BRAM,~I *m.* 1. Fundërri që mbetet nga dylli i tretur; fundëni e çdo gjëje që tretet (dra, zgjyrë etj.); bramcë. *Brami i dyllit. Brami i bletës. Brami i gjalpit. Brami i kusisë. Bram farke.*
2. Lyra e Ieshit të bagëtisë, zdralë. *Iu bënë duart me bram.*
BRAMBULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. *shih* BU-RISHTË,~A.
BRAMBULL *ndajf.* Me vrull, me flake të madhe e duke kërcitur (për zjarrin). *Ndizet brambull. Digjej brambull.*
BRAMBULLIJ *jokal.,* ~TA, ~TUR. 1. *vet. veto III. shih* BRAMBULLON. *Brambullin zjarri.*
2. *fig.* Bëj zhurmë; *keq.* flas shumë, Hap kot, grij. *Brambullin si këmborë e prishur. Shiu brambullinte në çati. Mjaft brambullite!*
BRAMBULLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zhurma e mbytur që bën zjarri kur digjet me vrull e me flake të madhe; zhurma e shiut mbi çati kur bie me force. *Brambullima e zjarrit.*
BRAMBULLON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Bën një
zhurmë të mbytur e kërcet duke u djegur me vrull dhe me flake të madhe (për zjarrin); bën një zhurmë të pandërprerë e kërcet duke rënë me force mbi çati (për shiun). *Brambullonin flakët.*
BRAMC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Bramcë.
BRAMCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Zgjyra e metaleve. *Bramcë hekuri (gize). Bramcë farke.*
BRAMSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Lëmsh ivogël; topth, kokël. *Bramsha sheqeri.*
2. Fik i papjekur, muf.
3. Pjepër i vogël i pabërë, kombisht, kakaviç. *Turshi bramshash.*
4. *fig.* Fëmijë i vogël i parritur ende, camërdhok.
BRANAR,~E *mb.* Që i lë punët zvarrë, i pakuj-desshëm në veshje e në punë.
BRANË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* LESË,~A i i. *Branë e rëndë (e lehtë). Branë me thika. I heq (i shkoj) branën (tokës).*
*1.* Vegël në trajtë bige, me një peshë përsipër, qc shërben për të mbajtur të tërhequra fijet, kur i endim dhe i mbledhim në shulësin e tezgjahut. *Guri
i branës.*
3. *krahin.* Ortek bore.
BRANË *ndajf.* Zvarrë, rrëshqanthi. *Branë për tokë. Osh e branë. Tërheq branë. Hiqej branë.*
BRANIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi Sipas kuptimeve të foljeve BRANOJ, BRANOHET. *Bra-
nimi i parë (i dytë). Bëj branimin.*
BRANOHET. *Pës. e* BRANOJ. BRANOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Lesoj.
BRASHANIKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Fëmijë që lind para kohe.
BRASHNJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *shih* MBA-LLOMATAR,~I.
2. Njeri i varfër, i këputur. *Brashnjar ka qenë.*
3. *keq.* Ai që merr ryshfet; ai që është i dhënë pas
plaçkës.
BRASHNJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Këpucë e vjetër; këpucë e grisur. *Brashrjë e hedhur. 2.* Bëzhdila, lëmishte.3. *keq.* Ryshfet për një shërbim, plaçkë e vogël që merret pa të drejtë.
r E bëri brashnjë e shau rëndë, e bëri leckë. U be brashnjë nuk ka me asnjë vlerë, është bërë leckë. Iu be brashnjë *dikujt* iu nënshtrua me përulje, iu be lepitkë.
BRAVANAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vendi si kllapë, ku hyn shuli për të mbyllur derën.
BRAVANDREQËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ndreq brava.
BRAVAPUNtES,~I *m. sh. ~,* ~IT. Ai që bën dhe ndreq brava.
BRAVAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bariu që ruan tufën e dhenve të fshatit, bariu i bravareve. *Bravari i fshatit.*
BRAVARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Bagëti e imët, zakonisht dele, që mbahej më parë në shtëpi për qu-mësht.
2. *vet. sh.* Kope bagëtish të imëta, zakonisht me dhen të shumë vetave, që i bashkojnë për t'i ruajtur një bari. *Bravaret e fshatit. Bariu i bravareve. Ruante bravaret.*
BRAVARE *mb. vet. f.* Që mbahej në shtëpi për qumësht (dele ose dhi). *Dele (dhi) bravare.*
BRAVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël e hekurt që ngulet në dyer, në dollapë, në sirtarë etj. dhe që shërben për t'i mbyllur me çelës. *Brave dere. Brava e dollapit (e sirtarit, e valixhes).*
*2. krahin.* Shuli i portës. *vuri bravën portës* e mbylli me shul.
BRAVOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Mbylldiçka me brave; kyç (edhe *fig-). Braxos derën. E bravosi gojën.*
BRAZDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vijë e gjatë, që hapim në are me plug ose me një vegël tjetër buj-qësore, hulli. *Brazda e pannendës. Brazdë me shat. Brazda pa kokë* hulli pa fare drithi. *Ujitje me brazda. Hap (bëj) brazda. Hedh farën në brazdë.*
2. Vijë a thellim pak a shumë i gjatë në sipërfaqen e diçkaje; rrudhë. *Brazdat e ballit. Brazda e lundrës në ujë. Brazdat e trurit. Trung me brazda në lëkurë.*
3. *fig.* Vijë a rrugë, në të cilën ecën ose zhvillohet diçka; gjurma që lë diçka; përshtypje, mbresë e thellë. *Brazdë e pashlyeshme. Brazdat e jetës.*
•*k* Ranë në brazdë u morën vesh për diçka, ranë në ujdi, u pajtuan. Erdhi (ra) në brazdë (në hulli) u vu në rrugë të drejtë; nisi të bindet për diçka. E vuri (e futi) në brazdë (në hulli) e vuri në udhë të drejtë, e solli në rrugë të mbarë.
BRAZDËHAPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *bujq.* Vegël bujqësore, që shërben për të hapur brazda; kultivator për të hapur brazda.
BRAZDOJ.*kal.,* ~OVA, ~UAR. Hap brazda në tokë, i bëj brazda; lëvroj token.
BRAZILIAN,~I TO. *sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Brazilit ose ai që e ka prejardhjen nga Brazili.
BRAZILIAN,~E *mb.* Që ka të bëjë me Brazilin ose me brazilianët, që është karakteristik për Brazilin ose për

brazilianët, i Brazilit ose i brazilianëve; që është krijuar nga brazilianët. *Populli brazilian. Rrafsh-nalta braziliane. Veshje (këngë) braziliane. Kafe bra-ziliane. Futbolli brazilian.*
BRAZIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Brymë.
2. Dëborë e hollë dhe e ngrirë. *Bie brazimë.*
*BRE pasth. bised.* 1. Përdoret kur i drejtohemi dikujt, kur thërresim dike, me kuptimin “ore”. *Folni, bre shokë! Mos u nxitoni, bre hurra! I the, bre, kush jam?*
2. Përdoret pëi> të përforcuar shprehjen e një habie, të një çudie, të një kënaqësie etj. *Bre, sa shumë paska! Bre, po ç është kjo?! Bre, bre, sa me çuditi!*
BREDRUR E,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Qukapik.
BREDH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Dm halor për-herë i gjelbër, me kurorë me majë, që lëshon boçe të gjata dhe që përdoret me shumë për mobilje. *Bredh i bardhë. Bredh i zi. Bredh i kuq. Bredhi i Vitit të Ri. Dru bredhi. Boçe bredhi. Pyll bredhash.*
BREDH *jokal.,* BRODHA, BREDHUR. 1. Endem në vende të ndryshme, sillem lart e poshtë, shëtit andej-këtej. *Bredh me këmbë (me biçikletë, me ma-kinë). Bredh fshatrave (rrugëve, nëpër ara). Brodhi nëpër botë. Bridhte dyerve lë botës. Bredh kot (pa punë). Bredh hu me hu. Brodhi gjithë ditën.*
*2.* Vrapoj, eci me vrap. *Bredh shpejt. Brodhi pas tij. Bridh ta arrish!*
3. Kërcej, hidhem e lodroj; *vet. vela III* kërcen, kthehet prapa pasi përplaset në një send të forte (për plumbin). *Bredhin fëmijët. Bredhin qengjat. Brodhi një plumb.*
4. *keq.* Bëj jetë të shkujdesur e të zbrazët, jepem pas qejfeve; bëj dashuri të përciptë e sa për të kaluar kohën, shkoj pas femrave. *Bridhte pas fustaneve. Thonë se ka bredhur.*
5. *kal. bised.* Shëtit një vend a vende të ndryshme, i bie Ian e poshtë një vendi. *Ka bredhur tërë botën. Brodhi dynjanë. 1 brodhi të gjitha arat. Brodhi dyqanet.*
6. *kal.* E kaloj, e bëj të rrëshqasë mbi një send ose mbi sende të ndryshme pa e ndalur në një vend (për sytë, për vështrimin etj.). *Bredh sytë. Bredh shikimin (vështrimin). Bredh gishtin nëpër hartë.*
7. *kal. bised.* E çoj në vende të ndryshme, e shëtit, e shpie nga një vend në një tjetër. *E brodha nëpër qytet (nëpër Tiranë). E brodhi nëpër shkdlla.*
8. *kal. vet. veta 111 fiz.* Pasqyron, kthen (rrezet etj.). *Një trup i bardhë i bredh të gjitha rrezet.*
Bredh (shkon, shëtit) lule me lule *dikush keq. shih te* LULE,~JA.
BREDHACAK,~E *mb. keq.* 1. Që bredh shumë, që sillet pa punë lart e poshtë gjithë kohën, endacak. *Qen bredhacak.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (kryesisht për njerëzit).
BREDHARAK,~E *mb.* 1. Që shëtit lart e poshtë, që bredh nëpër vende të ndryshme, endacak. *Kafshë bredharake. Re bredharake.*
*2.* Që kalohet më të bredhura, endacak. *Jetë bredharake.*
3. *Përd. em.* sipaS kuptimit 1 të mbiemrit. *Bredha-raku nëpër rrugë rri. fj.u.*
BREDHËRIJ *jokal,* ~TA, ~TUR. Endem lart e poshtë për një kohë të gjatë, bredh. *Bredhërin nëpër fushë. Bredhërinte nëpër rrugë.*
*it* I bredhëtin gjuha para mendjes *shih te* GJUHË, ~Ai.BREDHËS,~E *mb.* 1. Që shkon nga një vend në një tjetër, që bredh andej-këtej; endacak.
2. *fiz.* Që ka vetinë të kthejë dritërt ose valët e tin-gujve, pasqyrues. *Sipërfaqe bredhëse.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit (zakonisht për njerëzit).
BREDHISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll bre-dhash, vend me bredha. *Mai me bredhishta.*
BREDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes BREDH. *Bredhje pa punë. Bredhjet poshtë e lart. Bredhja e tingullit. fiz.*
BREDHOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* BREDH.
BREDHTË (i, e) *mb.* Që është prej bredhi; që është bërë me dru bredhi. *Dru i bredhtë. Tryezë e bredhtë.*
BREDHUR (i, e) *mb.* Që ka qenë në shumë vende; që ka parë vende të ndryshme, i shëtitur, i dale; që ka parë shumë në jetë. *Njeri i bredhur. Është i bredhur.*
BREFOTROF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr., vjet.* Shtëpia e foshnjës.
BREG,~U *m. sh.* BRIGJE, BRIGJET. 1. Pjesë ja rrip toke, që kufizon në anë një rrjedhë uji, një det, një liqen etj., anë toke që ndodhet buzë një sipër-ifaqeje uji. *Bregu i majtë (i djathtë). Breg shkëmbor \ranor). Breg i përthyer. Breg i rrëpirtë. Breg me breg. Bregu i lumit (i liqenit, i detit). Brigjet e Adriatikut. <Rri (dal) në breg. Shëtit gjatë bregut.*
*2.* Vend i ngritur, kodër e vogël, kodrinë; grumbull a pirg dheu buzë një grope, një hendeku etj. *Breg i lartë (i vogël). Fshat rrëzë bregut. Fushë me brigje. Në majë të bregut. Ngjitem në breg.*
3. Buza e një sendi, caku ku mbaron diçka; qenari i disa Sendeve. *Bregu i vatrës. Bregu i pyllit. Bregu i yarkës. Bregu iarkës. Bregu ipëlhurës. Bregu i kudhrës.*
4. Ushqim i bërë tokël, pjesë ushqimi e ngjeshur si lëmsh, kokërr. *Një breg djathë (gjalpë, sheqer).*
*5. kryes. sh.* Vende pranë detit, vende bregdetare. *Në brigje të largëta. Në brigjet e jugut.*
*fc* Breg me breg i mbushur plot, me majë, buzë për buzë. I bie breg pas bregu nuk i thotë gjërat hapur e drejtpërdrejt, por e sjell fjalën anës e anës, nuk Set troç, por tërthorazi. Qyqe bregu grua e keqe nga goja, që flet shumë dhe ndjell të këqija, grua gjuhëhelrn. E kapërceu bregun *shih te* KAPËRCEJ. Dal në breg ia dal mbanë, e kryej një punë të vështirë; shpëtoj rtga rreziku, kapërcej një vështirësi. Dolëm në breg arritëm në një përfundim; ramë në marrëveshje, u morëm vesh. As në det as në breg *shih te* DET,~I. E bëri dheun (sheshin, fushën) breg *mospërf.* vdiq. Fshihet pas bregut përpiqet të mbu)ojë veprimet e tij. Flet kodra pas bregut *shih te* KODËR,~RA. E nxori (e qiti) në breg *dike* e nxori nga një vështirësi e madhe, e shpëtoi nga një rrezik. Nuk nxjerr (nuk qit) gjë në breg nuk është i aftë për të kryer një punë, nuk ia del dot në krye një pune. Ku është fushë, bëhet breg *fj.u. shih te* FUSHË,~A. Gjahu në breg e qëllon në kodër *shih te* GJAH,~U.
BREGABUNAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që jeton pranë lumit të Bunës, banor i bregut të Bunës.
BREGALE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Bregore. *Bregalet e udhës.*
BREGALOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. Rrokullis te-poshtë nga një lartësi e vogël. *Bregaloi një gur.*
BREGALUMAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që jeton pranë një lumi, banor i bregut të lumit.

BREGAMATAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që jeton pranë lumit të Matit, banor i bregut të Matit.
BREGAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Bregdetar.
BREGCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog i madh Sa mëllenja, me pendë të gjelbra, që rron brigjeve të lumenjve; gargull, babil.
BREGDET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Rrip toke anës detit, breg deti; krahinë që shtrihet gjatë bregut të detit. *Bregdeti shqiptar. Bregdet i ulët (i lartë). Bregde-ti i Adriatikut (i Jonit). Banorët e bregdetit. Kalova pushimet në bregdet.*
BREGDETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1, *shih* BREG-DETAS,~I i.
2. *kryes. sh. usht.* Ushtar i mbrojtjes bregdetare.
BREGDETAR,~E *mb.* Që gjendet në breg të detit; që ka të bëjë me bregdetin, i bregdetit. *Ujërat bregdetare. Kufi bregdetar. Vija bregdetare. Krahinë (zone, viset) bregdetare. Qytet bregdetar. Ishull bregdetar. Mbrojtja (roja, artileria) bregdetare. Lundrimi bregdetar. Erë bregdetare.*
BREGDETAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që jeton në bregdet, banor i një krahinë bregdetare.
2. Banor i krahinës në bregun e detit Jon, në jug-perëndim të Shqipërisë.
BREGDETAS,~E *mb.* Bregdetar. *Katunde breg-detase.*
BREGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Bregore e
Vogël.
BREGËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *det.* Veprimi Sipas kuptimeve të foljeve BREGËZOJ, BREGËZO-HET.
BREGËZOHET *vetv. det.* 1. Afrohet te bregu, zë vend pranë bregut (për anijet ose barkat). 2. *Pës. e* BREGËZOJ.
BREGËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *det.* E afroj dhe e lidh te bregu një anije ose një barkë.
BREGINJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me brigje a me bregore.
BREGISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me bregore, tokë brigje-brigje; tokë brinjë, e thatë e që mezi punohet. *Punojmë edhe bregishtat.*
BREGLUMË,~I 7?i. Rrip toke a luginë në breg të lumit; breg lumi. *Mjegulla e breglumit.*
BREGOR,~E *mb.* 1. Që ka bregore, që është brigje-brigje. *Vend bregor.*
*2. shih* BREGDETAR,~E. *Vija bregore. Vise bregore.*
BREGORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend i ngritur, breg i Vogël; kodër e vogël. *Bregore e lartë (e ulët). Bregore me brezarë. Maja e bregores. Bregorei në fushë rrëfejnë si male. fj.u.*
BREGUJOR,~E *mb. libr.* Që ndodhet në breg të detit a të liqenit. *Brezi bregujor.*
BREHEM *vetv.* 1. Grindem me dike, bëj sherr, hahem, grihem; hahem me vetveten, vuaj përbrenda. *Brehem me veten.*
*2. Pës. e* BREJ 1,2,4.BREJ *kal.,* ~TA, ~TUR. 1. E ha diçka me dhëmbë duke e grirë grimca-grimca, grimcoj me dhëmbë diçka të forte. *Brej bukën. Brej sheqer. Brej me dhëmbë. Miu bren letrën. Krimbi bren drurin. Qeni bren kockat. Mola bren rrobat. Uria bren gurët. fj. u.*
*2. vet. veta III.* E ha pak e nga pak, e gëiryen; e dëmton duke e kruar e duke i hequr grimca pak nga pak. *Ndryshku bren hekurin. Pusi e breu litarin. Era bren token. Shiu bren shkëmbinjtë.*
3. *jokal. vet. veta III.* Me kruhet shumë, me ha. *brente trupi (koka).*
4. *vet. veta III fig.* Me mundon diçka përbrenda vazhdimisht, me grin përbrenda pak e nga pak, s'më lë të qetë. *E bren ndërgjegjja. Me bren mallipër dike. Me bren meraku. E bren dyshimi (smira). Me bren zemrën (shpirtin). E brejnë kontradiktat. E bren nga brenda.*
*-k* Bren hekur *me d i k ë* grindet keq, hahet, bën sherr. Bren (ha) hekurin (çelikun, plumbin, gurin) me dhëmbë *shift te* DHËMB,~I. E brente (i kishte hyrë, e hante) krimbi *shift te* KRIMB,~I. Me bren (me ha) zemra *shift te* ZEM,ËR,~RA. Me bren zemrën *shift te* ZEMËR,~RA.
BREJCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Thikë e vogël pa dorezë; teh brisku që përdoret zakonisht për të kruar ose për të gërryer diçka. *E mprehtë si brejcë. Gërryej me brejcë.*
BREJË,~A . Sëmundje që shfaqet me kalbjen e mishit rreth plages, gangrene, qime.
BREJTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zoot. shift* BREJ-TËS,~I.
BREJTËS,~I *m. sh. ~,* ~IT *zool.* Kafshë gjitare (si ketri, shqarthi, lepuri, miu etj.), që i ka dhëmbët e parë të zhvilluar e të mprehtë dhe që ushqehet duke brejtur bimë e sende të tjera. *Brejtës i vogël. Brejtësit e pyllit. Rendi i brejtësve.*
BREJTËS,~E *mb.* 1. *zool.* Që ha duke brejtur, që e bren ushqimin; që bën pjesë në rendin e brejtësve. *Kafshë brejtëse. Kandërr brejtëse.*
*2.* Që ka vetinë të gërryejë diçka, që bren, gërryes. *Lëndë brejtëse. Veti brejtëse. Soda brejtëse* soda kaus-tike.
BREJTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BREJ, BREHEM.
BREJTUR (i, e) *mb.* Që është ngrënë në një vend, që është grirë vende-vende; që është dëmtuar nga brejtja. *Libër i brejtur. Jake e brejtur. Dhëmb i brejtur. Dru i brejtur.*
BREKAZI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *zool.* Brum-bull që jeton në pyje ahesh e gështenjash, me trup të zi e të gjatë dhe me dy brirthë të degëzuar si dreri.
BREKË,~T . *vet. sh.* 1. Veshje e brendshme e hollë, që mbahet në trup nga mesi e poshtë; të mba-thura, mbathje. *Brekë të shkurtra (të gjata). Brekë pambuku (mëndafshi, leshi). Brekë banje.*
2. *bised.* Pupla të mëdha e të dendura që kanë disa shpendë te këmbët. *Gjel me brekë. Pëllumb me brekë.*
•*k* Ishte bythë e brekë *me dike thjeshtligj., keq. shih te* BYTHË,~A. Me brekë nëpër këmbë (nëpër shale, zvarrë) *thjeshtligj., tall,* i mundur, i turpëruar; me frikë të madhe e plot rrëmujë. S'di të mbathë as brekët *thjeshtligj., përb. shih te* MBATH.
BREKËÇJERRË *mb. bised.* Brekëgrisur.
BREKËGRISUR *mb. bised.* 1. Që i ka breket të
grisura; që i ka rrobat copë-copë.
2. *vjet.* I varfër, i këputur (përdorej me përbuzje nga të pasurit për të varfërit, për të shfrytëzu-arit).
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
BREKËZI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* Breku-shezi.
BREKOR E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Cope e leshtë, më të cilën mbështjellim fëmijën në djep; Shpargër.
BREKUSHE,~T . *vet. sh.* Veshje e jashtme prej leshi, prcj pambuku etj., e qepur si brekë të gjata e të gjera. *Brekushe të gjera. Brekushe të bardha (të zezaj. Brekushe pambuku (leshi). Një pale brekushe.*
BREKUSHEÇJERRË *mb. bised.* Brekëgrisur.
BREKUSHEGRISUR *mb. bised.* Brekëgrisur.
BREKLSHEZI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* Ai që mban brekushe të zeza.

BRELIS E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Qukapik.

BRENDA. I. *ndajf.* 1. Në vendin a në hapësirën që përfshijnë kufijtë e diçkaje, në pjesën e brendshme të diçkaje, në brendesi; në hapësirën që kapin kufijtë e një vendi; në një vend të mbyllur; *kund.* jashtë. *Brenda në shishe (në kusi). Brenda në det (në lumë). Brenda në shtëpi (në dhomë). Brenda në pyll. Brenda në qytet. Brenda në tokë. Brenda në trup (në kokë). Hyri breiida. Mbetën brenda. Kush i bën varrin shokut bie vetë brenda. fj.u.*

*2.* Në pjesën e brendshme të diçkaje, në pjesën që nuk duket, në sipërfaqen e brendshme; *kund.* jashtë. *Lyej (vesh) nga brenda.*

3. Në gjirin e një grupi shoqëror, të një familjeje, të një njësie administrative, të një ndërmarrjeje, të një organizate etj.; *kund.* jashtë.

4. Në zemrën e në shpirtin e dikujt, në botën e brendshme, përbrenda. *E mbaj brenda* nuk e shpreh, nuk e shfaq atë që ndiej.

5. *përd. em.* Pjesa ose ana e brendshme e një sendi, pjesa ose ana që nuk duket; *kund.* jashtë. *Është kalbur nga brenda. E nxori nga brenda.*

It. *parafj.* Përdoret me një emër të rases rrjedhore: 1. Kur diçka ndodhet a kryhet në pjesën e brendshme të sendit ose në vendin që shënon emri, në hapësirën që përfshijnë kufijtë e një vendi, në pjesën që nuk duket të diçkaje etj.; *kund.* jashtë. *Brenda shtëpisë (dhomës, klasës). Brenda mureve të oborrit. Brenda portës. Brenda vendit (shtetit). Brenda kufijve (ca-qeve). Brenda fushës. sport.*

2. Kur dikush a diçka ndodhet ose kur diçka kryhet në gjirin e një grupi shoqëror, të një njësie administrative, të një ndërmarrjeje, të një organizate a të diçkaje tjetër të shënuar nga emri, në brendesi të aSaj që shëaoa emri; *kund.* jashtë. *Brenda ndërmarrjes (organizatës, partisë). Brenda lëvizjes. Brenda garës. Brenda listës. Brenda radhëve.*

3. Kur diçka nuk i kalon kufijtë, masën, numrin, mundësitë etj., kur bëhet ashtu si është vendosur a pranuar; kur diçka kryhet në përputhje me atë që shënon emri, sipas asaj që shënohet nga emri; *kund.* jashtë. *Brenda planit. Brenda programit. Brenda zo-limit (parashikimit). Brenda numrit. Brenda mundë-sive. Brenda rregullit. Brenda rregullores. Brenda ra-dhës, Brenda ligjeve. Brenda lemës.*

*4.* Kur dIçka kryhet në kohën e caktuar ose gjatë kohës që shënon emri, ndërmjet kufijve të kësaj kohe; *kund.* jaslitë. *Brenda ditës (javës, vitit). Brenda prillil (shtatorit...). Brenda orarit. Brenda orëve lë mësinlit (të punës). Brenda një kohe të shkurtër. Brenda tre muajsh (pesë minutash).*

*ic* Dhëndër brenda ai që ka hyrë dhëndër në shtëpi të vjehrrit, kollovar. Ra brenda (me këmbët e tij) a) ra plotësisht në një gabim, e pësoi; ra në grackë; b) *thjeshtligj.* u dashurua, ra në dashuri; c) *thjeshtligj.* ra në burg, u burgos. E futën (e rrasën) brenda *thjeshtligj., rnospërf.* e futën në burg, e burgosën. I hyj (i futem) brenda *diçkaje* e kuptoj, e kap, e marr vesh mirë; njoh thelbin e një çështjeje. Është brenda a) nuk vjen në kundërshtim me një rregull, me një kërkesë të përgjithshme etj.; *keg.* i përmbahet for-malisht diçkaje, përpiqet të zbatojë, së paku në dukje, nje masë, një rregull, një ligj etj; b) e di diçka, enjeh një çështje mirë. Sa për të qenë brenda sa për të qene në rregull me diçka, që të mos jem në kundërshtim me të. E mori kalanë nga brenda ia arriti një qëllimi, ia jdoli në krye një pune, duke shfrytëzuar rrethanat e brendshme dhe njerëzit që lidhen me këtë punë. për të lënë thonjtë brenda *shih te* THUA, THOI.

BRENDA- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të për-bëra, të cilat shënojnë vendin ndërmjet kufijve të diçkaje, ku gjendet një send a ku kryhet një punë etj.; p.sh. brendabërthamor, 1 brendambvllur, brcndamo-lckular, i brendashkruar etj.

BRENDAFISNOR,~E *mb.* Që lidhet a që ka të bëjë me fisin, që i përket fisit; që bën pjesë në fis; që është a që bëhet brenda fisit; fisnor; *kund.* jashtë-fisnor. *Martesa brendafisnore.*

BRENDAPËRBRËNDA. I. *ndajf.* Vetëm brenda diçkaje a brenda dikujt; brenda. *E shohim brendapërbrenda, midis nesh.*

II. *parafj.* Përdoret me emra të rases rrjedhore, që shënojnë vend a diçka tjetër me caqe, përbërje e përmaSa të përcaktuara, me kuptimIn "vetëm në hapësirën që përfshijnë kufijtë (e diçkaje), vetëm në pjesqn e brendshme (të diçkaje), vetëm në gjirin (e diçkaje); brenda". *Brendapërbrenda familjes. Brendapërbrenda. shkollës, Brendapërbrenda ndërmarrjes (kooperativës, repartit, sektorit). Brendapërbrenda ven-dit. Brendapërbrenda rrethit. Brendapërbrenda partisë.*

BRENDASHKRUAJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *gjeom.*

Vizatoj nje figure gjeometrike brenda një figure tjetër. *brendashkruaj trekëndëshit një rreth.*

BRENDASHKRIIAR (i, e) *mb. gjeom.* Që është vizatuar brenda një figure tjetër. *Rreth i brendashkruar.*

BRENDASHKRUHET *gjeom. Pës.* e BRENDASHKRUAJ.

BRENDAZI *ndajf.* Brenda; nga brenda, së brend-shmi; *kund.* jashtazi.

BRENDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. *shih* BRENDSHËM, ~MI (i).

BRËNDËSI,~A . 1. Pjesa e brendshme e diçkaje, hapësira që përfshihet brenda kufijve të diçkaje. *Në brendësi të pyllit. Në brendësi të tokës. Në brendësi të ishullit (të gadishullit, të kontinentit).*

*2.* Brendi, përmbajtje; përmbajtja kryesore e një çështjeje, thelbi. *hyj në brendësi. E njoh në brendësi.*

BRENDËSIRË,~A . *shih* BRENDËSI, ~A.

BRENDI,~A . 1. Përmbajtja e një vepre, e nje' shkrimi, e një letre etj.; përmbajtja e një pune a e një veprimtarie, thelbi i diçkaje. *Brendia politike (ideoloçjike). Brendia e letrës. Brendia e romanit (e tregimit, e poetnës). Brendia e mësimit (e edukimit).*

*2.* PëTnbajtja, kuptimi i diçkaje, ajo që shprehet me një forme të caktuar. *Brendia dhe forma. Brendia e fjalisë.*

3. *shih* BRENDËSl,~A. *Në brendi të vendit.*

BRENDIOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me bren-dinë, i brendisë; nga ana e brendisë. *Nga ana brendiore.*

BRENDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që gjendet

a që kryhet brenda diçkaje, që përfshihet brenda kufijve të diçkaje; *kund.* i jashtëm. *Pjesa (faqja, ana) e brendshme. Muret e brendshme. Oborr i brendshëm. Shkallë e brendshme. Xhep i brendshëm. Ufërat e brendshme* ujërat brenda kufijve të një vendi. *Del i brendshëm* det që lidhet me oqeane a me dete të tjera me ane të ngushticave. *Pjesa e brendshme (e një vendi)* pjesa e thellë, që ndodhet larg kufijve; pjesa që ndo-dhet larg

bregdetit. *Kënd i brendshëm. gjeom.* kënd brenda brinjëve të një figure gjeometrike. *Veshje të brendshme* veshje të holla që mbahen në mish (si fanella, të mbathurat etj.). *Planet i brendshëm. astr.* planet, orbita e të cilit ndodhet brenda orbitës së Tokës (Merkuri, Afërdita).
2. *anat.* Që ndodhet brenda trupit të njeriut a të kafshëve (brenda në kraharor, brenda në bark etj.). *Organet e brendshme. Sëmundje të brendshme. mjek.* Sëmundje të organeye që ndodhen brenda trupit të njeriut.
3. Që lidhet me anën shpirtërore dhe me veprimta-rinë psikike të njeriut, që i përket kësaj veprimtarie; që ndodh në shpirtin e njeriut; *kund.* i jashtëm. *Bota e brendshme. Gjendja e brendshme. Ndjenja të brendshme. Vrull (hov) i brendshëm. Gëzim (zemërim, shqe-tësim) i brendshëm. Force (shtysë) e brendshme. Zë i brendshëm.*
*4.* Që ka të bëjë me përmbajtjen e diçkaje, që lidhet me thelbin e saj; që është si bazë e diçkaje. *Shkaqe të brendshme. Lidhje e brendshme. Zhvillim i brendshëm. Kundërti të brendshme. Ligje të brendshme.*
*5.* Që lidhet me jetën e një vendi, të një rrethi shoqëror a të një familjeje; që I përket veprimtarisë brenda një shteti, nje njësie administrative, një ndër-marrjeje a një instituci'oni, një organizate etj.; *kund. i* jashtëm. *Jeta (gjendja) e brendshme e vendit. Jeta e brendshme e partisë. Politika e brendshme. Tregu i brendshëm. Ministria e Punëve të Brendshme. Rregull i brendshëm. Organizim i brendshëm. Çështje e brendshme. Luftë e brendshme. Armiqtë e brendshëm.*
*Rezerva të brendshme. Njeri i brendshëm* njeri që ka lidhje farefisi a lidhje shumë të afërta me një familje ose me një rreth shoqëror. *Nxënës i brendshëm* kon-viktor.
• Qark i brendshëm *fiz. shih te* QARK, ~U3. Rime e brendshme *let. shih te* RIMË, ~A. Sekrecion i brendshëm *fiziol. shih te* SEKRECION,~I $_2$. Motor me d j e g i e *të* brendshme *tek. shih te* MOTOR,~I^
BRENDSHËM,~MI (i) *m. sh.* ~ËM, ~MIT (të).
Ai që ka lidhje gjaku me një familje a lidhje shumëtë afërta me një rreth shoqëror; ai që ka lidhje të drejtpërdrejta pune me një ndërmarrje, me një in-stitucion etj., punonjës i tyre; njeri i brendshëm.
BRENDSHME,~JA (e) . *kryes. sh.* ~E, ~ET (të). 1. Pjesa e brendshme e diçkaje, brendësia.
2. *vet. sh.* Organet e brendshme të njeriut a të kafshës, rropullitë, përbrendësat. *Të brendshmet e njeriut. Të brendshmet e qengjit. Të brendshmet e pules. Supë më të brendshme.*
3. *vet. sh.* Veshje të brendshme.
BRENDSHMI (së) *ndajf.* Nga brenda, që brenda; *kund.* së jashtmi. *Mbyll së brendshml. Gjëmonte së brendshmi.*
BRENË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkop i gjatë e i trashë, që përdoret për të thurur gardhe, për të shkundur arra, ullinj etj.; shufër, shtagë. *Thur me brena.*
*2.* Dru i gjatë, që përdoret për të shtyrë lundrën gjatë lundrimit në ujëra të cekëta.
BRENGET very., ~ (u), ~UR. I dalin bullunga, mbushet me bullunga; i mbeten shumë gjurma pla-gësh në trup.
BRENGË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Gjendje shpirtërore e shqetësuar dhe e rëndë, trishtim i thellë nga malli për dike, nga vuajtjet etj.; vuajtje e rëndë shpirtërore, hidhërim. *Jetë me brenga. Pa halle e pa brenga. Ka (e mundon) një brengë. Larg brengave e mundimeve. Brenga e shkuar, brenga e harruar. fj. u.*
•*it* E kam brengë me mundon vazhdimisht përbrenda, e kam gozhdë në zemër. Me mbeti brengë *diçka* me mbeti merak; me mbeti peng.
BRENGË,~A ii *sh.* ~A, ~AT. 1. *mjek., veter.* Sëmundje e grykës, që shfaqet me enjtje të saj, fyti i keq, difteria.
2. Mëllë, bullungë që u del njerëzve e kafshëve dhe sheaja që lë në trupin e tyre; gjurma, shenja e një plage; gjurmë që mbetet si gungë në trup të bimëve, pasi është mbyllur një prerje, një gërvishtje etj.
+ *BRENGË THIU bot.* Bimë barishtore me degë të gjata e të shtrira përtokë, me gjethe të imëta e të mprehta, që del e rritet zakonisht nëpër pyje.
BRENGËMADH,~E *mb. bised.* 1. Që ka një brengë të madhe, që ka një hidhërim të thellë në shpirt, që ka pësuar një fatkeqësi të rëndë; *si mallk.* që e zëntënjë brengë e madhe, që vuajttsnga brenga të mëdha. *Nënë brengëmadhe. Jetë brengëmadhe.*
2. Që të sjell brenga të mëdha.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
BRENGËSHUMË *mb.* Brengëmadh.
BRENGËZËNË *mb. bised.* \. Që e ka zënë një brengë; që e zëntë brenga *(mallk.).*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRENGOS *kal.,* ~A, ~UR. I krijoj dikujt një gjendje shpirtërore të shqetësuar e të rëndë, e hidhëroj shumë, e bëj të vuajë shpirtërisht, i shkaktoj një brengë. *E brengosi i biri.*
BRENGOSEM *vetv.* Bie në një gjendje shpirtërore të shqetësuar e të rëndë, mërzitem shumë nga vuajtjet, nga malli për dike etj., vuaj shumë shpirtërisht; hi-4hërohem, trishtohem; trazohem, shqetësohem thellë.
BRENGOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve BRENGOS, BREN-GOSEM.
BRENGOSUR (i, e) *mb.* Që ka një brengë, që vuan shumë shpirtërisht, shumë i hidhëruar e i mërzitur; i trazuar, i shqetësuar thellë në shpirt; që shpreh një vuajtje të brendshme. *Nënë e brengosur. Zemër e brengosur. Me shpirt të brengosur. Vështrim i brengosur. Rri (është) i brengosur.*
BRENGUAR (i, e) *mb.* Që i kanë dalë bullunga, që ka shumë bullunga në trup; i mbushur me gjurma plagësh. *Dru i brenguar. Dardhë e brenguar.*
BRERËZ,~A . Sëmundje e ullinjve, që u than kokrrat dhe ua rrëzon përtokë. *U ka rënë brerëza ullinjve.*
BRERlMË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shi që
bie me rrëmbim, me pika të mëdha e të dendura, shi i madh. *Bie brerimë.*
2. Zhurmë e njëjtë dhe e vijueshme e pikave të shiut kur bien në çati, në tokë etj.; zhurmë tjetër e ngjashme me këtë. *Brerima e shiut.*
3. Të ftohtë i hidhur me shi e me erë, të ftohtë që të pret, thëllim. *Brerima e dimrit.*
BRERl.M Ë,~A a . *sh.* ~A, ~AT. Shkarëzimë.
BRER ON *pavet.,* ~OI, ~UAR. 1. Bie pa ndër-prerje shi i imët e i dendur. *Breron shiu. Breroi gjithë ditën.*
*2.* Bën zhurmë të njëtrajtshme e të vijueshme, si pikat e shiut kur bien mbi llamarinë etj.
BREROR E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. R,reth I
shkëlqyer që shihet përqark një sendi të ndritshëm. *Brerore e ndritshme. Brerore drite. Brerorja e Hënës. Brerorja e Diellit. Ndrit si brerore.*
2. *fet.* Kurorë e ndritshme, e pikturuar përqark kokave të shenjtorëve, për të treguar "shenjtërinë" e tyre (sipas

paragjykimeve fetare). *Brerore e artë. Brerorja e shenjtërisë.*
BRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Radhiqe.
BRESHANË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* Pushkë me strall, me tytë të gjatë e me qoshe, që mbushej nga gryka.
BRESHARAK,~U *m.* Breshër i hollë, breshërimë, breshnizë.
BRESHËLLIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Diçka
që është e shkoqur e kokrra-kokrra Si breshri (zakonisht për disa ushqime).
BRESHËR,~RI *m.* 1. Reshje, që formohet nga pikat e shiut të ngrira si akull në ajër dhe që bie kokrra-kokrra, zakonisht në verë. *Breshër i forte (i madh, kokërrmadh). Kokërr breshri. Re breshri. Shi me breshër. Bie breshër. E zuri breshri. I prishi bimët breshri.*
2. *fig.* Shumicë, sasi e madhe, rrëke e diçkaje, bre-Shëri. *Breshër plumbash (gjylesh). Breshër gurësh. Breshër fjalësh. Breshër duartrokitjesh. Breshër pye-tjesh. Breshër sharjesh (qortimesh). Breshër lotësh.*
3. *përd. ndajf.* Shumë, dendur e me vrull. *binin lotët breshër.*
*k* Re me breshër *shih te* RE,~JAi. Iku si reja me breshër (me furtunë) *shih te* RE,~JA i. Iku nga shiu e ra në breshër (ra nga shiu në breshër) *shih te* SHI,~U.S'qëndron breshri mbi breshkë *fj.u.* nërrethanatë tilla s'bëhet pune, nuk ecën puna kështu, është e pamundur të bëhet (një pune). Breshri e rreh e hunda me majë *iron, shih te* HUNDË,~A. Kush mbjell duhi, korr breshër e shi *fj.u. shih te* DUHI,~A.
BRESHËRI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *usht.* Të shtëna të menjëhershme me armë automatike ose me shumë armë së bashku.. *Breshëri automatiku (mitralozi, pushkësh, arrnësh, topash, artilerie). Breshëri zjarri. Qilje me një breshëri. Me breshërinë e pare. Shtie (qëlloj) me breshëri. Përshëndet me breshëri.*
*2.* edhe *fig.* Shumicë, sasi e madhe dhe e pandër-prerë, rrëke e vrullshme dhe e pandërprerë e diçkaje, breshër. *Breshëri plumbash (gjylesh). Breshëri duar-trokiljesh. Breshëri pyetjesh.*
BRESHËRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Breshër i hollë, breshnizë. *Bie breshërimë.*
2. Breshër i madh, breshër që bie me vrull.
3. *shih* BRESHËRI,~A 2.
4. *shih* BRERIMË,~Ai 2-
5. *përd. mb.* I shkoqur e kokrra-kokrra si breshër. *Dhe (tokë) breshërimë.*
BRESHËRITJE,~A *sh.* ~E, ~ET. *shih* BRE-RIMË,~A i 2- *Breshëritje e forte.*
BRESHËROJ *kal,* ~OVA;~UAR. 1. Qëlloj me breshëri. *Breshëroi artileria. 2. pavet.* Bie breshër. *Jashtë breshëron.*
BRESHK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mashkulli i bresh-kës.
BRESHKAMADH, ~MADHI *m. sh.* ~MËDHENJ,
~MËDHENJTË *përb.* Italian pushtues, i quajtur kështu me përbuzje nga populli ynë gjatë Luftës së parë e Luftës së Dytë Botërore; *yet. nj. përmb.* push-tuesit italianë. *Zjarr e plumb mbi breshkamadhin! E dëbuam (e përzumë) breshkamadhin.*
BRESHKAMADH,~E *mb.* Që ka në fyt gunga të ënjtura e të mbushura me qelb, që ka breshkëza në fyt; *si mallk.* që i dalshin breshkëzat.
BRESHKAMADHE,~JA. *përb.* Italia pushtuese, e quajtur kështu me përbuzje nga populli ynë gjatë Luftës Së parë e Luftës Së Dytë Botërore.
BRESHKAMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përb. shih* BRESHKAMADH,~MADHI.
BRESHKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Breshk. BRESHKAQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Breshk. 2. *shih* BRESHKAQEN,~I 2.
BRESHKAQEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *përb. shih* BRESHKAMADH,~MADHI.
2. Njeri me breshkëza në fytyrë e në trup.
BRESHKAZI *ndajf.* Luajmë breshkazi: luajmë dy vetë, duke lidhur duart poshtë këmbëve dhe duke shtyrë njëri-tjetrin (lojë fëmijësh).
BRESHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Kafshë e vogël zvarranike, që e ka trupin të futur në një guaskë kockore pulla-pulla, të rrumbullakët lart dhe të sheshtë poshtë, që ka katër këmbë të shkurtra dhe ecën shumë ngadalë. *Breshkë toke. Breshkë uji* breshkujëse. *Breshkë kënete (deti). Grope breshkë. Vezë breshkë. Samar (guaskë) breshkë. Me hapin e*
*breshkës* Shumë ngadalë. *Ecën si breshkë* ecën shumë 1 ngadalë. Si *kokë breshkë.*
2. *zool. shih* BRESHKËZ,~A 2.
3. *bot. shih* BRESHKËZ,~A 4.
4. *krahin.* Lëvozhga e forte, gujava e lendes së lisit, e valanidhit etj.
• Hirrë breshkë *thjeshtligj.* shumë i hollë (për lën-gun e gjellës, për qumështin etj.). Duket breshka është rrafshuar, është sheshuar krejt; shihet, dallohet çdo gjë shumë qartë, s'ka asnjë pengesë për pamjen. I ka hipur breshkës *iron,* a) ecën shumë ngadalë, vo-nohet shumë; b) punon shumë ngadalë. Si breshka nëpër plisa me mundim të madh, me vështirësi. S'ka fushë pa breshkë *fj. u.* S'ka gjë fare pa të meta. E man (e mban) si breshka dheun e ruan me kujdes të madh, nuk ndahet asnjë cast prej një sendi, s'e lëshon kurrë nga duart. E do (e kërkon) si breshka gozhdën e kërkon vetë të keqen. E kërkoi (e pësoi, vajti) si breshka te nallbani e kërkoi vetë të keqen, Vajti vetë tekekeqja; ç'kërkoi gjeti. S'qëndron breshri mbi breshkë *fj. u. shih te* BRESHËR~RI. Grurë breshkë *bot. shih te* GRURË,~I. Liri i breshkës *bot.* liri i egër. Lule breshkë *bot. shih te* LULE,~JA. Trend a f i I breshkë *bot.* balkrocë.
BRESHKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool. Zvog. e* BRESHKË, ~A.
2. *zool.* Insekt i ngjashëm me morrin, me ngjyra të ndryshme, i mbuluar me një guaskë të hollë, të dylltë e pulla-pulla si guaska e breshkës, që ngjitet zakonisht në gjethe, në degë a nëpër fruta dhe ushqe-het me lëngjet e tyre. *Breshkëza e butë. Breshkëza dyllore. Breshkëza e bardhë. Breshkëza e kuqe (breshkëza e agrumeve). Breshkëza e zezë. Breshkëza e fi-kut. Breshkëza e ullirit.*
3. *mjek.* Sëmundje lëkure, që shfaqet në trap të njeriut a të kafshës si gungë e vogël; sëmundje që shfaqet në fyt në trajtën e një gunge të qelbëzuar; më-llë. *kanë dalë breshkëza.*
4. *bot.* Gungë që del në trung të ullirit, e cila mund të shkëputet nga trungu e të mbillet si fidan.
5. Valle popullore dasmash, në të cilën kërcimta-ri kryesor bën disa lëvizje si të breshkës.
BRESHKORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *hist.* Mburojë e madhe në traitën e kurrizit të breshkës, që përdorej në luftime.

BRESHKUJËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Breshkë që rron në ujë, breshkë uji.
BRESHNl,~A . Breshër i hollë e i dendur. *Bre-shni bore* bore e imët dhe e ngrirë.
BRESHNIS *kal.,* ~A, ~UR. E thërrmoj, e bëj kokrriza-kokrriza. *Breshnis dheun.*
BRESHNlSET *vetv.* 1. Thërrmohet, bëhet kokrriza-kokrriza.
2. *Pës.* e BRESHNIS.
BRESHNIZ *pavet.,* ~I, ~UR. Bie breshnizë.
BRESHNIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Breshër i imët, që bie zakonisht para bores; shtrat bore. *Breshnizë bore. Bie breshnizë.*
2. Kokrrizë. *Breshnizë gjalpi (mjalti). I kanë dalë ca breshniza në lëkurë.*
BRESHNOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. 1. Ngrin, bëhet akull; ngurtësohet, forcohet.2. *fig.* Nguroset në një trajtë, merr një trajtë, men rijë forme të ngurtësuar.
BRESHT,~I *m. shih* THJERRË,~A $_2$. BRESHTAK,~E *mb.* I breshtë. *Derr breshtak.*
BRESHTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Bëhem i egër, egërsohem.
2. Ngrij, bëhem akull.
BRESHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* BREDHI-SHTË,~A. *Hije breshtë.*
BRESHTË (i, e) *mb.* I egër; i ashpër; i paqytetëruar; i pagdhendui. *Njeri i breshtë. Fytyrë e breshtë. Pamje e breshtë.*
BRETK,~U i *m. sh.* BRETQ, BRETQIT *zoo!.* Mashkulli i bretkosës. *Bretk moçali.*
Lu 1 e bretku *bot.* zhabinë. BRETK,~U ii *m. vet. nj. anat. shih* KRYQE,~T.
*Me ra bretku* u sëmura nga kryqet, me ranë kryqet nga një peshë e rëndë. *Ngre bretkun* fërkoj e ngre kryqet e sëmura.
• I ra bretku (në pane) u lodh shumë, u këput nga një punë e rëndë dhe e gjatë. I kalli bretkun *thjeshtligj.* e la pas dore, s'çau me kokën për të, e braktisi. Çbret-kun ke? *thjeshtligj.* ç'ke?; ç'dreqin ke?
BRETKOSË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kafshë e vogël pa bisht, me ngjyrë të murrme a të gjelbër, me këmbët e prapme të gjata, që ecën duke kërcyer dhe që mund të jetojë në ujë dhe në tokë. *Bretkosë e gjelbër. Bretkosë bari. Zë bretkosë. Tufë bretkosash. Këndojnë (kuakin) bretkosat.*
•*k* S t i l "b r e t k o s ë" *sport,* mënyrë të notuari si bretkosë, duke lëvizur anash me hapje të gjerë këmbët e duart brenda në ujë.
BREVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Gjarpër johel-mues, i gjatë me së një meter, me kurrizin ngjyrëkafe të errët, që e mbyt gjahun duke iu mbështjellë rreth trupit e duke e shtrënguar fort.
BREZ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Rrip i gjerë e i gjatë prej leshi, prej pambuku etj., që përdoret në disa krahina për ta ngjeshur në mes, duke e mbështjellë disa here rreth e rreth; trip i gjerë prej lëkure, prej metali etj., që ngjishet në mes e shërben për të mbajtur fishekë a armë, për stoli etj. *Brez pambuku (mëndafshi, meshini). Brez i argjendtë. Brez burrash (grash). Brezi i martesës. vjet. Brezi i fishekëve (i armëve). Brezi i shpëtimit* rrip i gjerë prej gome, që fryhet e ngjishet në mes dhe që shërben për të shpëtuar njeriun nga mbytja në ujë. *Brezi i sigurimit* rrip që e ngjeshin punëtorët në mes dhe që e lidhin te një mbajtëse e sigurt, kur bëjnë punime në vende të larta, për të mos u rrëzuar. *Armët e brezit* armë të vogla (si koburja, thika etj.), që mbahen në brez. *Ngjesh (shtrëngoj) brezin. Zgjidh brezin.*
2. Rrip i gjatë e i gjerë, zakonisht i leshtë, më të cilin lidhim fëmijën në djep; ndrizë, dizgje. *E lidhi (fë-mijën) me brez.*
3. *shih* MES,~12.3- *Deri në brez. Brezi i duhanit* gjethet e duhanit që mblidhen gjatë një vjeljeje, fle-tët e një dore. *Ngjesh në brez. Një brez njeriu i thellë.*
4. Pjesë e diçkaje (e një sipërfaqeje etj.), që ka trajtë të zgjatur e të kufizuar dhe që dallohet nga e tëra; hapësirë në trajtë rripi. *Brez pyjor (kodrinor). Brez kufitar. Brez mbrojtës. Brez i bleruar. Brez i kuq*
*(i zi, i bardhë). Brez toke. Brez resh. Brez dri-te. Një brez me bojë. Brezi i uljes (i ngritjes) së aero-planëve. Ujitje me brez. Dele me brez.*
5. Dru i gjatë a shtresë betoni, i cili vihet përgja-të murit që ndërtohet me qerpiç, me gurë ose me tu-Ua, për ta,lidhur ose për ta forcuar. *Brezi i poshtëm (i sipërm). Brez muri. Brez hekuri (betoni). Breza kundër tërmetit. Drurë për breza. Mur me breza.*
6. *gjeogr.* Pjesë e Sipërfaqes së Tokës ndërmjet dy paralelesh ose dy meridianësh; zone e Tokës që ku-fizohet nga paratele të caktuara dhe qft dallohet prej zonave të tjera nga ndryshime të klimës, të bimësisë etj. *Brez gjeografik. Brezi i ftohtë (i ngrohtë, i nxehtë, mesatar). Brezi arktik. Brezi tropikal. Brezi i bores.*
7. Tërësia e të, lindurve të një gjaku kundrejt të parëve të përbashkët; tërësia e njerëzve, që kanë pak a shumë një moshë, përkundrejt paraardhësve e pasardhësve të tyre; njerëzit e një moshe a me moshë të afërt, që jetojnë në të njëjtën kohë ose që lidhen nga veprimtaria e përbashkët, që kanë që-Hime të përbashkëta etj.; brezni. *Brezi i parë (i dytë, i tretë). Brezi i ri ( i vjetër). Brezat t kaluar (e ardh-shëm). Breza luftëtarësh. Brezat e gjakut. etnogr.* pasar-dhësit nga ana e babait. *Brezat e gjinive. etnogr.* pas-ardhësit nga ana e nënës. *Brezi i viteve 30 (40...). Brezat e pasluftës. Nga brezi në brez. Brez pas brezi* që në kohë të lashta, në mënyrë të vijueshme. *Gjatë disa brezave.*
*k* Me alete në brez *shih tek* ALET,~I. Me kobure në brez *shih te* KOBURE,~JA. Me luge në brez *keq. shih te* LUGË,~A. Me shpatë në brez *keq. më të* keq e më të egër; gati për të goditur. I hodni një brez (rakisë) *shih te* HEDH. Erdhi me kulaç pas brezi *shih te* KULAÇ,~I. Lëshoi brezin (i pari) *shih te* LËSHOJ. I shkeli brezin *dikujt shih te* SHKEL. E ka barkun pa brez ha shumë, s'ka kufi në të ngrënë. Vesh (vë) dy breza bëhem burrë, burrno-hem, piqem e hyj në rrethin e burrave. Ka ngjeshur dy breza *keq.* mendon se është bërë burrë, zot i vetes dhe mund të veprojë pa pyetut njeri, nuk kërkon me këshilla e udhëzime nga askush (thuhet kur një dja-lë i ri arrin moshën e pjekurisë dhe bëhet mendje-madh e nuk i përfill me prindërit a më të moshuarit). Në brez i ka të shtatat *vjet. shih te* SHTATAT (të). Ngjitet si pallaska pas brezit *shih te* PALLASKË, ~A. Rri me duar në brez (në ijë, në bel, në roes) *shih tek* IJË,~A. Brezi i qiellit ylberi. Brezi i sulmit (brezi i k a l i t j e s) *usht.* vend i pajisur me gardhe, me gropa, me tarabë, me llogore etj., ku zhvillohet stërvitja ushtarake e nxënësve në shkolla, e ushtarëve në reparte etj.

BREZAHYPTHI *ndajf.* Luaj brezahypthi: luaj në grup me djem të tjerë, nga të cilët disa rrinë përkulur kokë me kokë, të ruajtur nga një djalë me një brez, kurse disa të tjerë përpiqen t'u hidhen në kurriz pa u prekur nga djali me brez; kaluarthi.
BREZAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *shih* BREZ,~I 3.
2. *shih* BREZARE,~JA 2.
3. Cope dërrase e ngulur në mur, që shërben për të varur rrobat në të.
4. Rrip toke ku është mbjellë një Uoj bime e ndry-shme nga ato të ngastrave që ka në të dy anët.
BREZAR,~E *mb.* Që ka breza, që është breza-breza (kryesisht për ngjyrat e kafshëve etj.). *Ka brezar. Dhi brezare. Mollë brezare. Gur brezar.*BkEZARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Shtresë pllakash shkëmbore, që pret pjerrtas një kodër. *Nxjerr gurël nga brezarja.*
*2.* Brez toke i gjatë e i sheshtë, që hapet në faqe të mplit a të kodrës dhe që shërben për të mbjellë në të pëmë e bimë të tjera. *Brezaret e Vlorës. Mai me brezare. Hap brezare. Mbjell në brezare.*
BREZARGJEND,~E *mb. poet.* Që ka brez të argjendtë. *Nusja brezargjende.*
BREZARKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Gozhdë e ma-dhe, që përdoret për të mbërthyer brezat e murit.
BREZAROJAS *ndajf.* Brezahypthi.
BREZBARDHË *mb.* 1. Që ka një brez të bardhë (për dhitë, delet etj.). *DM (dele) brezbardhë.* 2. *Përd.em. f.* Sipas kuptimit të mbiemrit.
BREZËMBREK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shift* USH-KUR,~I.
BREZHUMBUR [lexo: brez-humbur] *mb. bised., keq.* 1. Që është krejt i paaftë për të bërë si duhet një punë, që s'mund të bëjë asgjë për të qenë, i humbur, i shushatur.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BREZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeye BREZOJ, BREZOHET. *Brezimi i Jonufrës.*
BREZLËSHUAR *mb.* Që është i gatshëm për t'u ndeshur a për t'u zënë me dike; hundëlesh.
BREZNI,~A *sh.* ~, ~TË. 1. *shih* BREZ,~1 7. *Breznitë e reja. Brezni revolucionarësh.*
*2. biol.* Ajo që del drejtpërdrejt nga një kryqëzim, nga një qenie a nga një fare e re. *Breznia e parë (e dytë...).*
BREZOHET. *Pës.* e BREZOJ. *Jane brezuar kodra e male.*
BREZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Hap brezare në një faqe kodre a mali për të mbjellë pemë e bimë të tjera. *brezuan kodrat (malet).*
BREZOR,~E *mb. min.* Që është breza-breza; që ka shtresa. *Tokë brezore. Xeheror brezor.*
BREZORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET 1. Armë brezi, zakonisht revole. *Ngjeshi brezoren.*
*2.* Këmishë burrash a grash, e bërë prej pambuku dhe e shkurtër deri në brez.
3. Faqe mali a kodre me brezare.
BREZVMNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grua e mjerë, grua fatzezë.
BRI,~RI *m. sh.* ~RË, ~RËT. 1. Secila nga dy pjesët kockore të zgjatura e me majë, që dalin mbi ballë te disa kafshë dhe që mund të jenë të drejta, të kthyera, të përdredhura ose të degëzuara; lënda nga e cila përbëhen këto pjesë. *Bri i përdredhur (i thyer). Brirët e dashit (e dhisë, e kaut, e drerit). Lopë (dele) trie brirë. Krehër (kopsa) briri. Dorezë briri (e thikës). Zbukurime briri. Punime në bri.*
2. *zool.* Secila nga fijet e holla e të shtrira përpa-ra, që kanë disa kafshë të vogla e kandrra dhe që u shërbejnë atyre si organe ndijimesh. *Brirët e bru-mbullit (e karkalecit, e kërmillit).*
*3. bised.* Pjesa e ballit të diçkaje, e zgjatur dhe
e dale përpara. *Brirët e gjethes. bot. Briri i vaporit* hunda e vaporit. *Brirët e djepit* ballukët e djepit. *Brirët e mitres, anal. Miser me brirë* kalli misri qS ka të ngjitur disa kallinj më të vegjël, vëllezër.
4. *muz.* Vegël muzikore në trajtën e një gypi të për-kulur dhe me fund të zgjeruar; *vjet.* vegël e bërë nga briri i një kafshë, që përdorej për të dhënë sinjale me zë. *Zëri i bririt. I ra bririt.*
• Budalla me brirë budalla i madh, që s'e ka shokun. Budallallëk me brirë budallallëk shumë i madh, që duket fare qartë. Dem me brirë njeri kokëfortë. Djall (dreq, shejtan) me brirë *thjeshtligj.* njeri shumë i keq. Ujk me britë *thjeshtligj.* a) njeri i vrazhdë e ters, më të cilin nuk merresh dot vesh; b) njeri i Shëmtuar; diçka shumë e pahijshme dhe e shëmtuar; diçka që nuk shkon mbarë dhe krijon vështirësi e pengesa të mëdha. Me brirë përpara më të egër, duke u kanosur, gati për sulm. I ra në bri e kuptoi, e mod vesh, i ra në të. I fsheh brirët *keq.* e mbulon veten, nuk del a nuk sulmon haptas. I lianë brirët a) e kërkon vetë të keqen, s'i rrihet pa bërë diçka që mund_ të sjellë pasoja të dëmshme, megjithëse kjo s'është e nevojshme, i ha koka; b) kërkon të zihet, s'i rrihet pa u grindur, i ha kurrizi, i hanë hundët. I ha koka për brirë *shih te* KOKË,~A. S'ka brirë s'ka nevojë për shenjë tjetër, është një gjë që duket vetiu. Ç'i këllet brirët *përçm. shih te* KËLLAS. I kanë mprehur brirët i kanë acaruar shumë marrëdhëniet dhe janë gati të zihen, të kaca-fyten. E ngnli *brir'm përb. shih te* NGUL. Nxjerr brirët (brirë) *keq.* del në shesh, zbulohet, e shfaq veten ashtu sic është; nis të duket, fillon e shfaqet. Nxjerr për brirësh nxjerr diçka me zor. la theu bririn e bëri të shtrohet, e bëri të ulë kokën, ia uli huadën. I vinte (i ngjiste) brirë (brirët e kaut) *dikujt keq.* mashtron-te burrin (në punë nderi), shkonte më të tjerë (për grate). U fut (hyri) në bri të buallit (të kaut) u fut në një vend shumë të fshehtë, ku s'e gjente dot asnjeri. E zë (e kap) demin (kaun) për brirësh (nga brirët) e nis një punë siç duhet, kap e zgjidh çështjet themelore, më të rëndësishme e të vështira, kap hallkën kryesore. Është ka me një bri e kanë qortuar a goditur rëndë për diçka dhe është trembur e nuk e ka me guximin e mëparshëm; është qen *i* rrahur. Humbi qetë e pyet për brirët. *u. shih te* HUMB. I ha shyta e i nxjerr me brirë *shih te* SHYTË,~A. Shkoi shyta të kërkojë brirët, la edhe veshët *fj.u. iron, shih te* SHYTE,~A.
*BRI THEKRE bot.* LIoj kërpudhe në trajtë brirësh të zinj, që del në kallinjtë e drithërave e Sidomos të thekrës.
BRI *parafj.* 1. Përdoret me emra që shënojnë qenie, Vende, sende etj., pranë të cilave gjendet a ndodh diçka; përbri, pranë, në anë; përgjatë. *Bri oxhakut. Bri shtratit. Bri dritares. Bri malit. Bri kënetës. Bri pyllit. Bri rrugës. Bri emrit. Bri meje. Bri nesh.*
*2.* Në anën (e dikujt a të diçkaje), përkrah. *Hyri në luftë bri tyre. Bri për bri* pranë njëri-tjetrit; krahas njëri-tjetrit, krah për krah.
BRIARTË *mb. poet.* Që i ka brirët të bukur, të verdhë e të ndritshëm si të artë (për bagëtinë, sorka-dhen etj.). *Dhia briartë.*

BRIBUALLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj piperke djegëse, e kuqe, e madhe, që i ngjan bririt të buallit.
BRICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gur stralli, gur-shkrepes. *Bricë e uror. Shkëndija brice. Pushkë me bricë.k* la hoqi bricën hoqi shpresat, nuk mban me shpre-
së te dikush a për diçka.
BRICJAP,~I *m, sh.* ~Ë, ~ËT *zoo!.* Larvë e madhe pa këmbë, me gjoks të gjerë e si trekëndësh dhe me bark konik, që bren diurin.
^ Tropiku i Bricjapit *gjeogr.* Tropiku Ju-
gon *t*
BRICJAP,~E *mb.* 1. Që i ka brirët të gjatë, të drejtë e të kthyer prapa si të cjapit (për bagëtinë). *Dhi (dele) bricjape. Ka bricjap.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRICORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *hist.* Armë brezi
me strall.
BRIÇE *mb.* 1" Që ka një bri të thyer. *DM (lopë)*
*briçe.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIDASHE *mb.* Lahuta bridashe: emërtim i lahutës
në këngët epike të popullit tone.
BRIDREDHUR *mb.* 1. Që i ka brirët të përdredhur (për bagëtinë). *Dele bridredhur. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIDREJTË *mb.* 1. Që i ka brirët drejt përpjetë (për bagëtinë). *DM bridrejtë.*
2, *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIDULLË,~A *sh.* ~A, ~AT. Brisk xhepi me
dorezë briri si hark, biçak.
BRIGADË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *usht.* NjëSi ushtarake e organizuar, që përbëhet nga disa regji-mente ose nënreparte (batalione, grupe, kompani); njësi e flotës detare ushtarake, që përbëhet nga disa anije lufte të një Uoji. *Brigade këmbësorie (artilerie). Brigade tankiste (xheniere).*
*2. hist.* Njësi e Ushtrisë Nacionalçlirimtare që për-bëhej zakonisht nga katër batalione. *Brigada e parë Sulmuese. Brigadat partizane. Komandanti (komisari) i brigades. Flamuri (himni) i brigades.*
3. Njësi e organizuar vullnetarësh, që marrin pjesë ne aksione të ndryshme për një kohë të caktuar. *Brigadat e rinisë. Brigade vullnetarësh (aksionistësh). Flamuri i brigades. Komandanti (komisari) i brigades.*
*A.* Grup i organizuar njerëzish, që kryçjnë një punë të caktuar ne një qendër prodhimi, në nje ndërmarrje, në një kooperativë bujqësore etj., njësi bazë e pro-dhimit; grup i vogël njerëzish i ngarkuar përkohësisht për të kryer një detyrë të veçantë (zakonisht për të ndihmuar, për të kontrolluar etj.). *Brigadat e fusliës (e arave). Brigada e blegtorisë. Brigada e traktoristë-ve. Brigade prodhimi. Brigade kontrolli. Brigada e shty-pit. Anëtarët e brigades. Në bazë brigade.*
BRIGADIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Drejtues i një brigade prodhimi, ai që është në krye të një brigade në një sektor prodhimi. *Brigadieri i arave. Brigadier! i blegtorisë. Brigadieri i makinerive.*
BRIGADIER E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fern: e* BRIGADIER,~I. *Brigadiere e dalluar.*
BRIGREP,~E *mb.* 1. Që i ka brirët të kthyer si grep (për bagëtinë). *Lopë brigrepe. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIGJATË *mb.* 1. Që i ka brirët të gjatë (për bagëtinë). *Cjap brigjatë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIGJE-BRIGJE *mb.* Që është me brigje, që ka Shumë brigje. *Tokë (rrugë) brigje-brigje.*
BRIGJËR,~RI *tn. bot.* Ashe.
BRIHALË *mb.* 1. Që i ka brirët të drejtë, të gjatë, të hollë e me majë të mprehtë (për bagëtinë).
2. *Përd. em.* Sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIHAPËT *mb.* 1. Që i ka brirët të larguar shumë njëri nga tjetri, me brirë të hapët (për bagëtinë). *Dele brihapët. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIHELL,~E *mb.* 1. Që i ka brirët të gjatë dhe të drejtë (për bagëtinë). *Dhi brihelle. Dem brihell. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIHELLE,~JA . *sh.* ~E. ~ET. Spec i gjatë, i hollë e me majë, që të djeg shumë.
BRIHESHTË *mb.* 1. Që i ka brirët të gjatë.e të drejtë (për bagëtinë). *Ka briheshtë. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIHOLLË më. 1. Që ka brirë të hollë e të drejtë (për bagëtinë). *Lopë brihollë.*
2. *Përd. em.* SipaS kuptimit të mbiemrit.
BRIJANAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *euf., vjet.* Djall, shejtan.
BRIJ OHET *vetv.,* ~t)A (u), ~UAR. 1. Bëhet gati të qëllojë me brirë, ul kokën dhe nxjerr brirët përpa-ra (zakonisht për kaun, dashin, cjapin).
2. *fig.* Bëhet gati të ndeshet a të zihet me dike, hakërrohet (për njerëzit).
BRIJOR,~E *mb. llbr.* I brirtë, prej briri. *Dhëmb brijor. Shtresë brijore.*
BRIKAPROLLE *mb.* 1. Që i ka brirët të drejtë përpjetë si të kaprollit (zakonisht për dhitë ose për lopët).
2. *Përd. em. f.* Sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIKEQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dhi me brirë
të shtrembër.
BRIKET,~I *m.* dhe BRIKET,Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pllakëz ose kokërr e vogël sa një vezë, që bëhet nga pluhuri a nga copëza të ngjeshura të një lënde (nga taliashi, nga qymyri, nga pluhuri i metaleve etj.); *përmb.* lënda e ngjeshur në këtë mënyrë. *Briket qymyri. Briket taliashi. Briket çeliku. Stufë për briket. Bëj briket. Përdor briket.*
BRIKETIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BRIKETOJ, BRIKETOHET. *Briketimi i qymyrit të gurit. Fabrika e briketimit.*
BRIKETOHET. *Pës. e* BRIKETOJ.
BRIKETOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Ngjesh copëzat a pluhurin e një lënde (të qymyrit, të tallashit, të metalit etj.) dhe bëj me to pllakëza ose kokrra të vogla, bëj briket me pluhurin a me copëzat e një lënde. *Briketoj qymyrgurin (tallashin, ashklat e gizës).*
BRIKËRRABË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lopë me brirë përpara e të kthyer si kërrabë.
BRIKOÇ~E *mb.* 1. Që ka një bri të thyer, briçe (për kafshë). *Ka brikoç. Dhi brikoçe.*2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIKULAÇ,~E *mb.* 1. Që i ka brirët përpara e të kthyer si kulaÇ (për dhi, lopë etj.). *Dash brikulaç. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIKURORË *mb.* 1. Që i ka brirët lart e të kthyer si kurorë (për lopët, dhitë, buajt). *Buall brikurori. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

BRILANT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Diamant pa ngjyrë, i prerë në disa faqe të lëmuara e të shkëlqyeshme, që përdoret zakonisht për Stoli. *Brilant natyror (artificial). Vathë brilanti. Unaze me brilant. Shkëlqen si brilant.*

BRILANTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pomade me erë jtë mirë, e cila përdoret për të Iyer flokët që të rrinë të butë e të shtruar dhe që të shkëlqejnë. *Lyen flokët me brilantinë. Vë brilantinë.*

BRILOPATË *mb.* Që i ka brirët të mëdhenj e të gjerë (për drerin). *Dre brilopatë.*

BRIMADH,~E *mb.* 1. Që i ka brirët të mëdhenj. *Ka brimadh.*

2. *vet. f. fig.* Që bën turpe, e përdalë; që nuk i qën-drpn besnike burrit (për gruan). *I. vet. m. fig. shih* BRINAR. 4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

BRIMAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Pëlhurë merimange, cergë. *Heq (fshij) brimajat.*

BRlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* VRIMË,~A.

BRIMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Shpoj, bëj vrimë, hap Vrimë; e bëj diçka me vrima, e bëj vrima-vrima. *Brimoj dërrasën (murin, drurin).*

2. *fig.* Gjurmoj, kërkoj andej e këtej, hetoj për të zbuluar diçka të fshehtë. *Brimoj një të fshehtë. S'la vend pa e brimuar.*

BRIMORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Qepshe me vrima. *Nxjerr gështenjat me brimore.*

2. Cope dërrase me disa vrima, nëpër të cilat kalojne pehjë, që dridhen së bashku e bëhen një fill i vetëm për tezgjah.

BRINAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Anë e arës që mbetet pa u mbjellë, anëse.

BRINAR *mb. mospërf.* 1. Që nuk e ka gruan besnike, që i Vë e shoqja brirë (për burrin). 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

BRINOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dele me brirë,
kërrutë.

BRINOR,~E *mb.* 1. *shih* BRIRTË (1, e). *Lëndë (qelizë, shtresë) brinore.*

2. Që ka brirë, që është me brirë. *Kafshë brinore.*

BRINJAS *ndajf.* 1. Nga ana e brinjëve, në brinjë; anash. *Bie brinjas. Eci brinjas. Zvarritet brinjas.*

*2.* Pjerrtas, për së gjati, tërthorazi. *Kthej brinjas. Vështron brinjas.*

3. *fig.* Paksa, kalimthi, duke e prekur pak; në mënyrë të cekët, përciptas. *Është prekur brinjas kjo temë.*

4. Cingëlthi.

BRINJAZI *ndajf.* Brinjas.

BRTNJË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *anat.* Eshtër e trupit të njeriut dhe të kafshëve të mëdha, e gjatë, e ngushtë dhe e kthyer si hark, që del nga boshti i kurrizit e shkon deri te kocka e kraharorit. *Brinja e djathtë (e majtë, e poshtme). Brinjë e verbër (e varfër, e rreme)* brinjë që nuk ngjitet te kocka e kraharorit. *Mishi i brinjëve. Theu brinjët. Heq brinjën. I dalçin brinjëtl mallk. Iu thafshin brinjët! mallk.*

*2.* Ana e djathtë ose e majtë e trupit të njeriut, që nis nga supi e shkon deri te mesi; ijë, krah. *Shtrihem (fie, kthehem) në brinjë. Me sëmbon (me ther) në brinjë. E mori plumbi brinjë me brinjë. Fie (shtrihem) brinjë me brinjë me dike. Qesha sa me dhembin brinjët.*

3. Cope mishi që nxirret nga pjesa anësore e trupit të bagëtive dhe që përdoret për ushqim. *Brinjë dashi (qengji, viçi). Pjesë brinjë.*

4. *sh.* edhe ~A, ~AT. Faqe e thepisur e një mali, e një shkëmbi etj,, ana e pjerrët, rripë; vend që vjen pak i pjerrët, e përpjetë e Vogel. *Brinjë e zhveshur (e thatë, e keqe). Brinjë mali. Brinjë shkëmbi. Shkoi brinjës. Kullotin brinjave. Lepuri në brinjë e helli në zjarr. fj. u.*

5. Skaji a ana e ngushtë e një sendi, buza; pjesa anësore e një sendi, faqja anësore. *Brinja e anijes (e lundrës). Brinjët e samarit. Brinjët e krehrit të tezgja-hut. Brinja e arës.*

6. *gjeom.* Vija anësore e një figure gjeometrike; vija ku priten dy faqe të një trupi gjeometrik. *Brinjët e trekëndëshit (e katrorit). Brinja e kubit. Gjatësia e brinjës.*

7. *krahin.* Bucelë për ujë.

• Brinjë me brinjë tejpërtej; gjithë, krejt; shu-më, fort. Me ranë (m'u këputën) brinjët u lodha Shumë, u këputa. I hallakati brinjët *dikujt shih te* HALLAKAT. Mori brinjën *shih te* MARR. E mbështeti brinjën *euf. shih te* MBËSHTET. I numërohen brinjët (fljet e brinjëve) është shumë i dobët, është tretur (për njerëzit dhe kafshët). la numëroi brinjët *dikujt shih te* NUMËROJ. Shtien brinjët *shih te* SHTIE. Na theve brinjët! *iron, shih te* THYEJ. I theu (i dërrmoi) brinjët (hundët, turinjtë, dhëmbët, nofullat) *përçm. shih te* THYEJ. S'e vë në brinjë *mospërf.* nuk e merr për grua a për burrë, s'pranon ta ketë në krah si baShkë-short. la zbuti brinjët (kurrizin, shpinën) *keq. shih te* ZBUT. I zbërtheu brinjët *keq. shih te* ZBËRTHEJ. Është me dy fije brinjë është shumë i dobët nga shëndeti, mezi mbahet në këmbë. Nuk i ka mish brinja është shumë i dobët (zakonisht për kafshët). Në atë brinjë (anë, krah) fli *iron, shih te* KRAH,~U. Mbaj brinjët (barkun, ijet) me dorë *shih te* MBAJ. Zë brinjët me duar shkulem së qeshuri.

BRINJËDALË *mb.* Që i numërohen brinjët, që është shumë i dobët, që i kanë dalë brinjët; ngordhalaq. *Qen brinjëdalë.*

BRINJËDREJTË *mb.* Që i ka brinjët a vijat kufi-zueSe të drejta. *Figure brinjëdrejtë.*

BRINJËJASHTË *mb.* Brinjëdalë.

BRINJËNDRYSHËM,~ME *mb. gjeom.* Që i ka brinjët me gjatësi të ndryshme. *Trekëndësh brinjëndry-shëm.*

BRINJËNJËSHËM,~ME *mb. gjeom.* Që i ka brinjët me gjatësi të barabartë, barabrinjës. *Figure brinjënjëshme.*BRlNJËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Cope mishi nga brinjët e bagëtive. *Brinjëse derri.*

*2.* Shpatullat e Samarit; dërraSat anësore të djepit, të arkës etj.

BRINJOHEMMa., ~OVA(u), ~UAR. Kthehem brinjas, anohem; *vet veta III* priret. *Iu brinjua qerrja.*

BRINJOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend brinjë në kodër ose në mal.

BRINJOR,~E *mb. libr.* 1. Qëka të bëjë me brinjët; që u përket brinjëve, i brinjëve. *Harku brinjor. Këndi brirtjor.*

*2.* Që është si brinjë, i nolle, i ngushtë dhe i përkulur si hark. *Rreze brinjore.*

BRINJORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pjesë mali me brinja, vend brinja-brinja.

BRIPËRPJETË *mb.* Që i ka brirët drejt përpjetë (zakonisht për bagëtinë e imët).

BRIPRAPË *mb.* Që i ka brirët të kthyer prapa (zakonisht për bagëtinë e imët). *Dhi briprapë.*

BRIQEN,~I *m. mit.* Qenie mitologjike, që del në përrallat popullore si shtazë me një bri.

BRIRËPËRDREDHUR *mb.* 1. Që i ka brirët të përdredhur (zakonisht për bagëtinë e imët). *Dash brirëpërdredhur.*
2. *përd. em.* Njeri kokëfortë, kokëngjeshur, kryeneç. *Është një brirëpërdredhur që s'e ka shokun.*
BRIRËZUAR (i, e) *mb.* Që është ngurtësuar dhe është kthyer në lëndë brinore. *Lëndë (shtresë, kallo) e brirëzuar.*
BRIRTË (i, e) *mb.* Që është prej briri, që ka Vetitë e bririt, brinor; që është bërë prej briri. *Lëndë e brirtë. Mbulesë e brirtë. Krehër i brirtë. Dorëz e brirtë. Luge e brirtë. Syza të brirta. Kupë e brirtë.*
BRIRTH,~I *m. sh.* ~_Ë, ~ËT. Secili nga dy zgjati-met si fije, të mishta a të brirta, që kanë në krye kër-minjtë, disa kandrra, molusqe e gaforre dhe që shër-bejnë si organe shqisore; prekël. *Brirthët e kërmillit.*
BRIRRËZUAR *mb.* Që i ka brirët të varur poshtë (zakonisht për bagëtinë e imët). *Dele brirrëzuar.*
BRISË,~A . *mjek., veter.* Brejë, qime; qimëza.
BRISK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Thikë çeliku e posaçme me dorëz, me një teh Shumë të mprehtë, që përdoret për t'u rruar; pllakëz çeliku shumë e hollë dhe me dy tehe shumë të mprehta, që vihet në një vegël të posaçme dhe përdoret për t'u rruar. *Brisk rroje. Brisk makine. Brisku i berberit. Rruhem me brisk. Mpreh briskun. Të pret si brisk. I bie me brisk (mjekrës, fytyrës, faqes)* rruhem. *Heq (shkoj) brisk* rruhem.
2. Thikë e vogël xhepi me një presë, që hapet e mbyllet në një dorëz prej briri, prej lënde plastike, prej metali etj.; biçak; vegël me presë, që shërben për të krasitur drurët, për të prerë lulet, për shartime etj. *Brisk xhepi. Brisk shartimi. Brisk për krasitje. Brisk me dy presa. Presa (doreza) e briskut. Me majë të briskut. Gdhend me brisk.*
3. *përd. mb.* Shumë i mprehtë; shumë i ftohtë. *ka dhëmbët brisk. Uji është brisk.*
4. *përd. ndajf.* Përdoret së baShku me disa mbiemra për të treguar shkallën e lartë të cilësisë që shprehin
ata, me kuptimin "shumë, jashtëzakonisht". *mprehtë brisk. I ftohtë brisk.*
*k* Mbeti (ngeli) brisk mbeti pa gjë fare. la preu me brisk nuk e la të vijojë a të zgjatet, ia preu shkurt; ia preu me sëpatë. Është buzë brisku është i hollë e i Shtrirë mirë; është i palosur, i hekurosur mirë, i ngrirë. E ka gjuhën (gojën) brisk (është brisk nga goja) është i zoti i fjalës, është i gojës, e ka gjuhën shpatë. I pret gjuha (goja) brisk (gozhdë, hekur) *shih te* PRES i. I ka këmbët brisk është shumë i shpejtë në të ecur, nuk ndihet fare. E ka mendjen (gjykimin) brisk është i zgjuar e i shkathët, është i mprehtë nga mendja. Shkojnë (janë) thikë e brisk (brisk e thua) *shih te* THIKË, ~A. Shkojnë majë e brisk (majë me majë) *shih te* MAJË, —'A. I qëndron brisk me brisk (majë e brisk) *dik uj t* zihet me dike pa u frikësuar, grindet e hahet dhëmb për dhëmb me të. S'ka shkuar (s'ka vënë) brisk në faqe është ende i mitur, nuk është bërë burrë. Shkova në majë të briskut kalova një rrezik dhe shpëtova për mrekulli. Është (qëndron) në teh (në presë) të briskut (të thikës, të shpatës) *shih tek* TEH,~U. Me rrove, të rrova, brisku (qe) i berberit *shih te* BERBER,~I.
BRISKPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që bënte e ndreqte brisqe.
BRISORKADHE *mb.* Që i ka brirët si të sorkadhes (zakonisht për delet).
BRISHTË (i, e) *mb.* 1. Që thyhet lehtë; që thërrmo-het shpejt. *Lëndë e brishtë. Qelq i brishtë. Enë e brishtë. Lodër e brishtë. Dru i brishtë. Tokë e brishtë.*
2. Që vjen i dobët e i mekët nga natyra a nga ndonjë sëmundje, i hollë (për njerëz); delikat. *Fëmijë i brishtë. Vajzë e brishtë. Trup (krah) i brishtë. Qafë e brishtë. Lule e brishtë. Shëndet i brishtë.*
3. *fig.* Që është shumë i ndjeshëm, që preket shpejt. *Zemër e brishtë.*
4. *fig.* Që nuk ka një bazë të shëndoshë, që nuk përligjet nga Vetë jeta, që nuk qëndron, i pathemeltë; i kotë. *Shpresa (ëndërrime) të brishta.*
• Vit (mot) i brishtë *shih te* VIT,~I.
BRISHTËSl,~A . *libr.* Të qenët i brishtë, vetia e diçkaje që është e brishtë.
BRISHTOHEM *vetv.* 1. Bëhem i brishte. 2. *vet. veta HI. Pës. e* BRISHTOJ.
BRISHT,OJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. Bëj copë-copë, thërrmoj; gërmoj, shkallmoj. *E ka brishtuar ngrica dheun.*
BRISHUL,~E *mb.* 1. Që i ka brirët të trashë e të hapur anash (zakonisht për gjedhin). *Ka brishul. Lopë brishule.*
*2. Përd. em.* sipaS kuptimit të mbiemrit.
BRITANIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me Britaninë e Madhe, që i përket Britanisë së Madhe, i Britanisë së Madhe. *Ishujt britanikë. Perandoria Britanike. Imperializmi britanik. Qeveria britanike. Ushtarë britanikë.*
*ir* Luani britanik edhe *iron,* simbol për Britaninë e Madhe.
BRITM,~I *m. vjet.* Një nga tre muajt e vjeshtës. *Britmi i parë* vjeshta e pare, shtatori. *Britmi i dytë* vjeshta e dytë, tetori. *Britmi i tretë* vjeshta e tretë, nëntori.BRITMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zë i forte, që nxjerr njeriu kur bërtet, thirrmë e forte, klithmë; zëri që lëshojnë kafshët, ulërimë. *Britmë e madhe (e forte, e ngjirur, e çjerrë, shurdhuese). Britma e tufës. Lëshoi (një) britmë. Vuri britmën. la dha britmës.*
*2.* Shprehje e vrullshme e një ndjenje me zë a me pasthirrma; brohoritje. *Britmë e gëzuar. Britma gëzimi (habie). E pritën (e përcollën) me britma.*
3. Zhurmë që krijohet nga zërat e disa vetave, kur flasin fort; zhurma që bëjnë dy ose me shumë veta kur zihen a kur shahen me zë të lartë. *Britma kalamajsh.*
4. Thirrje, kushtrim; zhurmë që bëhet për një që-llim të caktuar. *Lëshoi britmën* dha kushtrimin.
BRITMËQARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Grua që vajtonte të vdekurin me britma, vajtore.
BRITH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Çiban. *ka dale një brith.*
BRITHYER *mb.* 1. Që ka njërin bri ose të dy brirët të thyer (për bagëtinë). 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRIVETMI *m. mit.* Qenie mitologjike, që del në përrallat popullore si një shtazë me një bri në ballë dhe që shëmbëllen me kalin.
BRIZAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Ai që i binte bririt gjatë luftimeve (në mesjetë).
BRIZË,~A *f: sh.* ~A, ~AT. Bri deleje, që përdo-ret për t'i hequr grathin lirit.
BRIZOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. I heq grathin lirit me brizë. *Brizoj lirin.* 2. Pastroj, qëroj diçka.
BROBULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjell.* Lloj ëmbël-sire si petull e vogël, që gatuhet me miell, me vezë e me kos, skuqet në vaj të nxehtë dhe vihet në shurup.

BROÇKULL,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT Fjalë e lcotë, gjepur. *Flet (thotë, lëshon) broçkulla. Lëri broç-kullat!*
BROF *jokaJ.,* ~A, ~UR. 1. Ngrihem menjëherë me këmbë, çohem me rrëmbim, hidhem shpejt me këmbë; kërcej përpjetë. *Brofi me këmbë. Brofi nga vendi (nga shtrati). Brofi menjëherë (përpjetë).*
2. Turrem drejt diçkaje, hidhem me vrull përpara. *Brofi përpara. Brofi te dera (te dritarja).*
-• I brofte zemra i hidhej zemra përpjetë (nga gëzimi etj.).
BROF *ndajf.* 1. Menjëherë e me vrull, shpejt (kur rigrihemi). *U ngrit (u çua) brof.*
2. PaprItmaS, befas, menjëherë. *I doli brof përpara.*
3. *përd. kallëzues.* Ngrihem menjëherë, çohem me vruIl e shpejt. *Brof me këmbë.*
BROGSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tufë fijesh shumë të buta si push i gjatë mbi lëvoren e disa drurëve, mbi levozhgën e disa farave etj; xhufkë. *Brogsat e plepit.*
BROHORAS *jokal.* dhe *kai,* ~ITA, ~ITUR.
Brohorit. *Brohorasin me gëzim.*
BROHORI,~A . *sh.* ~, ~TË. I. *shih* BROHO-RIT.TE,~A. *Brohori e gëzuar. Brohori e përgjithshme. Brohoria e popullit.*
*2.* Gjendje e gëzuar, që shprehet me thirrje e me britma. *rrëmbeu brohoria.*
BROHORIT (BROHORIS) *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Thërres e përplas duart në shenjë miratimi a gëzimi për diçka ose për dike. *Brohoriste pa pushim.*
2. *kai.* Përshëndet e miratoj me brohoritje dhe me duartrokitje një njeri të shquar; përshëndet e miratoj me gëzim një ngjarje të madhe, një vendim me rëndësi etj. (edhe *fig.). Populli brohoriti me gëzim shpalljen e Republikës.*
BROHORITEM. *Pës. e* BROHORIT.
BROHORITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Thirrje a britmë e gëzuar, që shoqërohet zakonisht me duartrokitje dhe që shpreh miratimin për një ngjarje të madhe, për një vendim me rëndësi etj. ose që bëhet si përshëndetje për një njeri të shquar. *Brohoritje e fu-qishme. Duartrokitje dhe brohoritje. Shpërthyen bro-horitjet. E pritën me brohoritje.*
BROJCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë balte a metali e vogël, me një vesh, që përdoret zakonisht për ujë. *Brojcë balte. Brojcë për ujë. Brojcë rakie.*
*2.* MaSë drithi prej druri, që nxë rreth një gjysmë kilogrami. *Dy (tri...) brojca grurë.*
BROKATARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* BRO-K,'Ë, ~Ai.
BROKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë druri e rrumbullakët, që përdoret si masë drithi dhe që nxë rreth njëzet e pesë kilogramë. *Një broke miser (grurë). Lëmi hodhi tridhjetë broka.*
*2.* Enë prej balte, prej qelqi, prej porcelarii etj. <. në trajta të ndryshme, me grykë të gjerë e me një vesh, që shërben për të mbajtur ujë, verë etj. *Broke balte (qelqi, porcelarii). Broke uji. Pi me broke.*
BROKË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. 1. Xhungë, bu-llungë. *Lis me broka.*
*2.* Larë, pullë. *DM (lopë) me broka.*
BROKËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të gjatë, me lule të verdha, me gjethe të gjata e të shtrira përtokë, që del në vjeshtë zakonisht nëpër hamullore misri.
BROLLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Misërishte, koçan misri.
2. Lëvore, lëkurë. *Brolle druri. Brollja e arrës. Brollja e fikut.*
BROM,~I *m. kim.* Element kimik, jometal,i lëng-shëm, i rëndë e helmues, avujt e të cilit kanë ngjyrë të mbyllët dhe erë të forte e të rëndë *(simboli* Br). *Broiri i paster. A^^uj bromi.*
BRONK,~U *m. zakon. sh.* ~E, ~ET *anat.* Çdo-njëra nga të dy degët që ndahen nga trakeja, nëpër të cilat ajri shkon në mushkëri. *Bronku i djathtë (i majtë). Bronket e mëdha (e vogla). Sëmundja e bronkeve.*
BRONKIAL,~E *mb. anat.* Që ka lidhje me bronket, i bronkeve. *Trungu bronkial. Gjëndra! bronkiale. Fry-mëmarrja bronkiale. Astma bronkiaie. mjek.*
BRONKIT,~I m. *sh.* ~E, ~ET *mjek.* Sëmundje e bronkeve, që shfaqet me skuqjen dhe me ënjtjen e cipës së tyre, mahisje e bronkeve. *Bronkit kronik (akut). Bronkit ngjitës. I sëmurë me bronkit. Hoqi (kaloi) një bronkit.*
BRONTOZAUR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *paleont.* Lloj dinozauri me përmasa shumë të mëdha.BRONZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Metal jo i thjeshte që del nga lidhja e bakrit me kallajin. *Bronz i paster. Medalje bronzi. Përmendore bronzi. Pluhur bronzi. Ngjyrë bronzi. Derdh në bronz.*
2. *fig. keq.* Gjë që nuk vlen shumë a që nuk e çmoj-në si duhet, baker.
• K o h a (periudba, epoka) e bronzit *hist,* periudha historike midis mijëvjeçarit V e atij II para erës së re, kur u zbulua e u përdor bronzi. Sëmundja e bronzit *mjek.* sëmund je që u bie fietëve të agrumeve, të cilat marrin një ngjyrë si ajo e bronzit.
BRONZlM,~I *m.* Veprimi sipaS kuptimeve te foljeve BRONZOJ, BRONZOHEM.
BRONZOHEM. *Pës. e* BRONZOJ.
BRONZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Vesh me bronz Sipërfaqen e diçkaje; lyej sipërfaqen e një sendi me pluhur bronzi të përzier me lëndë ngjitëse.
2. I jap ngjyrë kafe të hapur më të verdhemë si të bronzit. *Dielli ia bronzoi lëkwën.*
BRONZTË (i, e) *mb.* 1. Që është bërë prej bronzi, që është punuar me bronz. *Bust i bronztë.*
2. Që ka ngjyrë kafe të hapur më të verdhemë si të bronzit. *Trup i bronztë. Fytyrë (lëkurë) e bronztë.*
BROSHURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Libër i vogël e i thjeshtë, me pak fletë të qepura me tel a me pe; pjesë e një libri të madh që botohet në këtë mënyrë. *Nxjerr një broshurë. Botoj si broshurë.*
BRUCELOZË,~A . *veter., mjek.* Sëmundje ngjitëse e bagëtisë së imët, e gjedhit dhe e derrave, që shkaktohet nga disa baktere dhe që nëpërmjet kaf-shëve u ngjitet edhe njerëzve. *Bruceloza e dhenve (e dhive, e gjedhit, e derrit).*
BRUÇ~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Një lloj bubuzheli dy-tre centimetra i gjatë, me ngjyrë të murrme a të zezë, që dëmton pemët e drurët, sidomos hardhitë.
BRCFULL,~LLJ *m. sh.* ~J, ~JT *zool.* I vogli i qefullit.
BRUFULLAK,~E *mb.* 1. I fryrë, i mbushur e i ngjeshur. *Qepë brufullake.*
2. *përd. em.* Fëmijë i shëndetshëm, i mbushur, i ngjeshur e i shkathët.
BRUFULLON *jokal,* ~OI, ~UAR. Del me shumi-cë dhe menjëherë; gëlon, shpërthen. *Brufullon bari (pambuku, jonxha). Brufullojnë zogjtë. Brufullojnë krimbat (mizat). Brufullon plaga* shpërthen e nxjerr qelbin.

BRUHAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e shkrifët, që punohet lehtë.
BRUKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru a shkurre e viseve mesdhetare, me gjethe të holla Si leskra e me lule të grumbulluara në tufë, që rritet zakonisht afër ujërave.
BRUKTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë, që në rrënjë lëshon një kokërr të madhe Si patate, me lëkurë të zezë e me shumë fije të holla. *Rrënjë brukthi.*
BRUMAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Bruç.
BRUMANIK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Byrek që bëhet me brume të ardhur, me vezë, me gjalpë e me qumësht.
BRUMBULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *zool.* 1. Kan-dërr me ngjyrë të zezë a të murrme etj., me krahë të fortë e me brirthë të gjatë, që rron nëpër drurë, në pleh etj. *Brumbull i vogël. Brumbulli i zi. Brumbulli i murrme. Brumbulli i gjelbër. Brumbulli i butë. Brumbulli i egër. Brumbull maji. Brumbulli i miellit.*
*2.* Mashkulli i bletës.
• Kush shkon pas brumbullit, te plehu do ta shpjete
*fj. u.* kush shkon pas një njeriu të keq, përfundon keq.
BRUMBULL *ndajf.* Plot, me majë, buzë me buzë, cep me cep. *E mbushi brumbull.*
BRUMBULLlN *jokal,* ~TI, ~TUR. Bën zhurmë duke fluturuar (për brumbullin dhe kandrra të tjera të ngjashme me të); bën një zhurmë të vijueshme si brumbulli, zhuzhin.
BRUMBULLOJ *kal,* ~OVA, ~tJAR. 1. *vet. veto 111.* Brumbullin. *Brumbullon brumbulli.*
*2.* Mbledh shuk; grumbulloj; mbush plot. *E brum-bulloi sahanin me përshesh.*
BRUMÇ,~E *mb. krahin.* Që është i shëndoshë, i ngjallur, i mbushur (për njerëz). *Djalë brumç. Vajzë brumçe.*
BRUMÇË,~A . *sh.* ~A,~AT. Copëz brumi, topth brumi. *Supë me brumça.*
BRUMË,~I *m.* 1. Miell gruri, i gatuar me ujë e i tharbëtuar, që përdoret si tharm për të zënë bukë. *Brume i thartë. Brume i ardhur. Brume i shurdhuar* brume që nuk ka ardhur dhe që nuk vlen si tharm. *Kulaç me brume. Zë me brume.*
2. Miell i njomur, i përzier a i ngjeshur, që gatuhet për bukë, për petë, për makarona etj. *Brume buke. Brume makaronash. Brume për petulla. Brumi i bis-kotave (i pastave). Gatuese brumi. Ngjesh brumin. Vjen brumi. Si të jetë brumi, del edhe buka. fj. u. Kush zë brume, do të gatuajë. fj. u. Pa brume nuk bëhen kuleçtë. fj. u.*
3. *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. Ushqim i gatuar kryesisht me miell të njomur e të ngjeshur (bukë, makarona, petë, byrekë etj.). *Brumërat të shëndoshin.*
4. Masë e trashë dhe e ngjeshur, që formohet nga përzierja e një lënde të forte me një lëng; lëndë e squllët. *Brumi i qelqit. Brumi i drurit. Brumi i gëlqeres (i çimentos). Brumi i gomes. Brumi i letrës (i kartonit). Brumi i shkrepëseve. Brumi i ullirit.*
5. *fig.* Përmbajtje, formim mendor e shpirtëror, përgatitje ideopolitike e morale; lëndë, përbërje. *Brume i vjetër (i ri). Brume i mirë. I gatuar nga tjetër brume. Njerëz të një brumi. Vepër me brume. S"ka brume (për një shkrimtar të dobët).*
6. Lëndë, ajo që përbën diçka. *Brumi i gjuhës amta-re.*
7. *fig. shar.* Njeri i qullët, që e heq kushdo për hunde. *Çfarë brumi që është!*
Gjalpë brume gjalpë brumes. Dita (nata) e brumit *etnogr.* dita e enjte, kur zihej brumi për të gatuar bukët e dasmës. U be brume u zbut, u squll. Si buka pa brume pa shije, pa lezet, pa kripë. Sipas brumit tharmin i gjej njeriut a mjedisit atë që i përshtatet. Vuri brume u pasurua, vuri pasuri. E kalon gjumë e brume *shih te* GJUMË,~I. Sikur i ka ngrënë macja brumin *shih te* HA.
BRUMËGATUES,~E *mb.* Që Shërben për të gatuarbrumin e bukës, të betonit etj. *Makinë brumëgatuese.*
BRUMËGATtjESE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Makinë e posaçme që shërben për të gatuar brumin e bukës, të betonit etj., gatuese brumi.
BRUMES *mb.* I njomë dhe i butë, jo i ngjeshur (për gjalpin). *Gjalpë brumes.*
BRUMËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtori që punon në makinën brumëgatuese.
BRUMËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BRUMËTAR,~I.
BRUMËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Magje e niadhe për të gatuar brumin. 2. *shift* BRUMËGATUESE,~JA.
BRUMËZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BRUMËZOJ, BRUMËZOHET.
BRUMËZOHET. 1. *vetv.* Zbutet e bëhet si brume; zbruhet.
2. *Pës. e* BRUMËZOJ.
BRUMËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj brume, gatuaj brume.
2. E bëj si brume, e gatuaj dhe e zbut si brume, e zbruj.
BRUMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timit të foljes BRUMOJ.
BRUMJE *mb.* Që i ka kokrrat të buta a të squllëta si brume (zakonisht për dardhat e për mollët). *Dardhë brumje.*
BRUMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Bëj brume, mbruj, brumos.
BRUMOR,~E *mb. libr.* 1. Që përmban brume, që është prej brumi.
2. Që është i butë si brume; që punohet lehtë. *Tokë brumore.*
BRUMOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Gatuaj brumin për bukë etj., bëj brume; mbruj. *Brumos me duar.*
2. *fig.* Formoj karakterin dhe botëkuptimin e dikujt, e edukoj duke u kujdesur që të fitojë bindje politike, ideologjike e morale të caktuara, e kalit në punë e në veprimtari shoqërore; e formoj si njeri. *Brumos rininë. Brumos me frymën revolutionary.*
3. *fig.* Përgatit, vë themelet e diçkaje; e forcoj, e bëj të pathyeshëm. *Me gjakun e tyre brumosën de-mokracinë.*
BRUMOSEM *vetv.* 1. *vet. veta HI.* Zbutet duke u ga-tuat, bëhet si brume; mbruhet.
2. *fig.* Formoj karakterin dhe botëkuptimin tim, edukohem duke fituar bindje politike, ideologjike e morale të caktuara, kalitem në punë e në veprimtari shoqërore; formohem si njeri. *U brumos me virtyte të larta.*
3. *fig. vet. veta 111.* Përgatitet; forcohet, bëhet i pathyeshëm.
4. *Pës. e* BRUMOS.
BRUMOSJE,~A . *sh.* ~E,~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BRUMOS, BRUMOSEM. *Brumosje revolucionare (ideologjike). L'nimosja e klasës punëtore (e rinisë, e kuadrove). Makina e brumosjes. Punëtor i brumosjes.*
BRUMOSUR (i, e) *mb.* I përgatitur dhe i formuar mirë nga ana politike, ideologjike e morale; që ka përvetësuar

mirë një teori, një sistem konceptesh; i kalitur, i formuar. *Njeri i brumoswr (teorikisht, poli-tikisht).*
BRUMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I butë si brume, i zbrujtur. *Dardhat u bënë të brumshme.*
BRUMTË (i, e) *mb.* 1. Që është gatuar me brume, që është mbrujtur me tharm, i mbrumë. *Bukë e brumtë.*
2. Që përmban shumë brumëra, që është bërë prej brumi. *Ushqim i brumtë. Ëmbëlsirë e brumtë.*
3. I butë si brume; i zbrujtur, i brumëzuar. *Dardhë e brumtë. Lëndë e brumtë.*
4. *fig.* I fryrë e i squllët, që ka pamjen e brumit të ardhur. *Fytyrë e brumtë. Njeri i brumtë.*
BRUS *kal,* ~A, ~UR. Mbush plot. *la brusizemrën.*
BRUS *ndajf. 1.* Plot, mbushur shumë, kërpicë. *Brus me kokrra. Brus me dhjamë.*
2. Mbarë, mbroth; më të gjitha të mirat. *U be brus. Tu bëftë brus! ur. Brus paç! ur. I vete puna brus. la çuam brus.*
BRUSNl,~A. Bollëk, mbushullim. *Me brusni të madhe.*
BRtJSHË,~A *sh.* ~A, ~AT. *shih* FURÇË,~A. *Brushë këpucësh. Brushë rroje. Brushë dhëmbësh.*
BRUSHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi Sipas kuptimit të foljes BRUSHOJ.
BRCSHMË (0 ~ E (e) *mb.* 1. I athët, që ka shije pak si të thartë e pak si të hidhur (për verën dhe për diSa pemë). *Verë e brushme. Kumbull e brushme.*
*2. fig.* I ashpër, i vrazhdë, idhnak, i sertë (për nje-rëzit). *Njeri i brushme.*
BRUSHOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Heq pluhurin ose papastërti të tjera me furçë, fshij a pastroj me furçë. *Brushoj rrobat.*
BRUSHTOVATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre me kërcell me gjemba e zakonisht të shtrirë përtokë, me gjethe vezake, të dhëmbëzuara e të bashkuara tri e tri, me lule të bardha, që bën fryte si të manaferrës.
BRUSHTULL,~LLI *m.* dhe ~LL, ~LLA . *gjell.* 1. Ëmbëlsirë që bëhet me miell gruri, të gatuar e të rrahur shumë me gjalpë dhe që, pasi piqet në furrë, del palë-palë a fije-fije e kripet me sheqer (në disa krahina i hedhin edhe pekmez ose mjaltë me arra të shtypura). *Brushtull me mjaltë. Si brushtull* a) i shkrifët, i shkoqur (për disa gatesa që bëhen me brume); b) *fig.* i mbushur në fytyrë, fytyrërrumbullakët, jo i hequr (zakonisht për fëmijët e të miturit).
2. Lloj lakrori me dy shtresa me miell misri lart e poshtë, midis të cilave hidhet një gatesë me lakra, gjizë e djathë; lakror misri, misërnik me barishte.
BRUSHTULL,~A *sh.* ~A, ~AT *bot. shih* URTH,~I i.
BRUSHTULLUK,~U *m. sh.* ~E, ~ET *etnogr.* Ai që arrinte përpara krushqve në shtëpinë e dhëndrit për të lajmëruar se po vinte nusja.
BRUTAL,~E *mb.* 1. Që sillet a vepron me ashpërsi, I vrazhdë, i ashpër, i panjerëzishëm; që përdor forcën, që sillet me egërsi. *Njeri brutal*2. Që është i ashpër, i vrazhdë, i egër; që bëhet menjëherë e me force ose që thuhet fare cope, në mënyrë të trashë e jo të njerëzishme. *Sjellje brutale. Përgjigje brutale. Qëndrim (veprim) brutal. Ndër-hyrje brutale. Shkelje brutale e të drejtave. Force brutale. Në mënyrë brutale.*
BRUTO *mb.* 1. *spec.* Me gjithë peshën e mbë-shtjelljes, që përfshin edhe peshëne paketimit (për mallrat); *kund.* neto. *Peshë bruto.*
2. *fin.* Që është së bashku me shpenzimet e bëra (për fitimin e të ardhurat); *kund.* neto. *Të ardhura bruto.*
3. I papërpunuar; i papastruar, që nuk i jane hequr lëndët e panevojshme, që është në atë gjendje siç është prodhuar në natyrë. *Naftë bruto. Prodhim bruto. Lëndë druri bruto. Yndyrna bruto. Minerale bruto.*
4. I pavërtetuar, i papërcaktuar në mënyrë të për-piktë; që nuk i janë bërë ndreqjet e nevojshme. *Të dhëna bruto.*
BRUZ,~I *m.* Gur i çmuar e i forte, që ka ngjyrë qielli në të gjelbër. *Mpreh briskun me bruz.k* I ra bruzi u prek, u zemërua, i vari buzët.
BRÇZTË (i, e) *mb.* Që është në ngjyrë si të kaltër, në ngjyrë qielli të mbyllur. *Qiell (det) i bruztë. Fustan i bruztë. Sy të bruztë. Mermer i bruztë. Shkëlqim i bruztë.*
BRYDH *kal.,* ~A, ~UR. E bëj të butë samund të pritet, të copëtohet a të hahet lehtë, e zbut (kryesisht për pemët); shkrifëroj, shkërmoq (për token). *E brydh ftuan me dorë. Ngrica e brydhi token.*
BRYDHET *vetv.* Bëhet i brydhët, zbutet, squllet, ndulket (kryesisht për pemët). *Dardhat në kashtë brydhen.*
BRYDHËT (i, e) *mb.* 1. I butë, që pritet, që copëtohet a që hahet lehtë, i ndulkët (për pemët, për mishin etj.); që punohet me lehtësi, i shkrifët, i butë (për token). *Pemë të brydhëta. Dardhë e brydhët. Mish i brydhët. Tokë e brydhët. Dhe i brydhët.*
2. I butë e i njbmë; i brishtë. *Dorë e brydhët. Lëkurë e brydhët. Trup i brydhët.*
3. *fig.l* butë. *Dritë e brydhët. Rreze e brydhët.*
4. *fig. mospërf.* I squllët, i ngathët. *Njeri i brydhët.*
BRYMAK,~E *mb.* Vjeshtuk (për duhanin). *Duhan brymak.*
BRYME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dhi me qime bojëhiri në të errët, dhi kënutë. 2. Grua pothuajse e thinjur krejt.
BRYMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Reshje e ngjashme me borën, që formohet si shtresë shumë e hollë nga ngrirja e vesës ose e mjegullës mbi sipërfaqen e tokës, mbi bar, mbi fletët e bimëve, mbi sendet e ftohta etj.; vesë e ngrirë. *Bryma e pare. Bryma e vjeshtës. Cipë brytne. Ra brymë. E zuri (e prishi) bryma.*
2. Shtresë e hollë kristalesh akulli që formohet nga ngrirja e avujve ose e lagështirës së ajrit në sipërfaqen e sendeVe të ftohta, në frigoriferë etj.
•*b* Si bryma në diell që mbaron e zhduket shpejt, që zhduket menjëherë, si kripa në ujë. Është si bryma para diellit po i vjen fundi, s'e ka të gjatë. Bryma s'është dëborë *fj. u.* të gjithë ata që i ngjajnë njëri -tjetrit nuk janë njësoj (thuhet zakonisht për të da-
Uuar një njeri me pak të aftë nga një tjetër që është shumë i zoti, kur të dy kanë ndonjë tipar të përbashkët joqenësor). Rroftë sa kungulli në brymë! *iron,* rroftë Shumë pak, vdektë shpejt!
BRYMËS,~I *m.* Nëntor.
BRYMËS,~E *mb.* 1. Që ka ngjyrë gështenjë në të kuqe, në ngjyrë të uthullës, i kuqërremë, i mushkë-llyer (kryesisht për kuajt). *Kale brymës.*
*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BRYMËZOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. Kthehet në brymë, bëhet brymë. *Brymëzohet vesa.*
BRYMISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dëborë e imët dhe fare e pakët, aq Sa mezi zbardh token. *Kanë rënë ca brymishta.*
BRYMTË (i, e) *mb.* Që ka ngjyrë hiri në të errët, çtl. *Dhi e brymtë. Kale i brymtë. Bojë e brymtë.*
BRYTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Urith.

BU. I. *onomat.* 1. Përdoret për të shprehur një bu-çimë të mbytur si ajo e detit, e lumit etj.
2. Përdoret për të shprehur karakterin e menjëher-shëm dhe të vrullshëm të një pune a të një veprimi, shpërthimin me vrull e me shumicë të diçkaje. *Bu,* i *plasi gjaku nga hundët. Bu, u çua tërë fshati.*
II. *pasth.* Përdoret kur shprehim çudi a shqetësim ose kundërshtim për diçka të papritur a të papranuesh-me; bah; bubu. *Bu, tashti natën!*
*it* E men me bu e bën diçka me rrëmbim, nuk e merr shtruar.
BUACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* BUALLICË,
~A.
BCALL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Kafshë shtëpiake ripërtypëse e dythundrake, me trup të madh e të mbu-luar me qime të zeza, me qafë të shkurtër dhe me brirS të kthyer prapa, që mbahet për punë bujqësore. *Mish (lëkurë, bri, kokë) bualli. Njëpendë buaj. Lëroj (tërheq) me buaj. I rëndë (i ngathët) si buall. Fie si buall* bën gjumë të thellë. *Shtrihet si bualli në lerë. keq. I ka hapur sytë si bualli në ujë.*
2. *fig. keq.* Burrë me trup të madh e të rëndë, por i ngathët e i trashë nga mendja.
3. *zool.* Kacadre.
• E bën buall *diçka* e zmadhon diçka tej mase, e fryn së tepërmi. E bën mizën (pleshtin) buall (ka) e zmadhon tepër diçka, e fryn shumë, i jep një rëndësi më të madhe sesa duhet. As me buaj, as me qe i paven-dosur, që nuk di nga t'ia mbajë, me dy mendje; as kështu as ashtu. Hall me buaj, hall me qe keq sido që të bëhet, keq kështu e keq ashtu. U fut (hyri) në bri të buallit (të kaut) *shih te* BRI,~RI. Ka lëkurë bualli (e ka lëkurën si të buallit) *shih te* LËKURË,~A. Nuk sheh buallin para sysh. nuk kupton edhe diçka që është fare e qartë. Me sa hyn bualli në veshin (në vrimën) e gjilpërës kurrë, asnjëherë; është e pamu-ndur të bëhet. Të shtie miza e stë nxjerr bualli *shih te* MIZË,~A. F i k bualli *bot. shih te* FlK,~Ui. Lule bualli *bot. shih te* Ll”L E,~IA.
BUALLËS *mb.* Që e ka kokrrcn të madhe e të zezë (për një lloj fiku a për një lloj rnishi të ëmbël). *Fik (rrush) buallës.*
Rrush buallës (kumbullor) *bot. shih te* RRUSH, ~I.BUALLICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Femra e buallit. *Qumisht (kos, gjalpë) buallice. Është bërë sa njëbuallicë.*
*2. fig. keq.* Grua me trup të madh e të rëndë, por e igathët dhe e trashë nga mendja.
BUBAZHEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *mit. shih* BUBË, —An.
BUBË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Vemje c rritur, para se të shndërrohet në flutur ose në krimb, zakonisht e mbuluar me push, krimbalesh, krimb mëndafshi.
2. Rre, glister. *Bar bubash. Ka buba. Ngjyrë bube* ngjyrë e verdheme.
3. Rrëshqanor që të ha (gjarpër, zhapi etj.).
4. Morr i vogël.
5. *krahin.* Pushi i një rrobe të leshtë. *Buba e shajakut (\e velenxës).*
BUBË,~A ii *sh.* ~A, ~AT. 1. *mit.* Qenie fan-tastike, që, sipas paragjykimeve, përfytyrohej si për-bindësh a Si gjarpër i madh, më të cilin trembnin zakonisht fëmijët e vegjël; gogol, vovë. *E fryftë buba! mallk.*
2. Dordolec.
• U be bubë u be tmerri i të tjerëve, u be gogol për dike. la bëri bubë *një p u n ë* ia bëri të tmerr-shme, ia bëri gogol.
BUBËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Kokël e vogël nga fijet ose nga pushi i leshit të ngatërruar. *Lesh me shumë bubla.*
BUBËRRI,~A . *përmb.* Tërësia e punëve të vogla, vogëlsirat, çikërrimat. *Merret me bubërri.*
BUBËRRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi Sipas kuptimit 2 të foljes BUBËRROJ.
2. Punë pa rëndësi, vogëlsirë, çikërrimë, bubërri. *Humb kohën me bubërrime.*
BUBËRROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. I. Kërkoj morrat në trup për t'i vrarë, qëroj morrat (në një rrobë ose në flokët), çmorritem.
2. *fig.* Bëj punë të vogla për të shtyrë kohën, me-rrem me vogëlsira e me çikërrima. *Bubërron natë e diië. Bubërronte nëpër shtëpi.*
3. Kërkoj në të gjitha anët për të gjetur diçka, rëjnoj. *Bubërron nëpër xhepa (në dollap).*
4. Shkoj andej-këtej, yërtitem lart e poshtë; *vet. veta HI* sillet e gumëzhin (për një turmë ose për shumicë qeniesh). *Turma bubërronte në oborr.*
5. *vet. veta III.* Kullot në një vend me pak bar, duke ngrënë një majë këtu, një majë aty; kërkon ushqim andej-këtej, qëmton, gjëllin (për bagëtitë). *Bubërronin qengjat. Zogjtë bubërrojnë.*
*6. kal. fig.* Ngacmoj. *E bubërroi me fjalë.*
*7.* Them diçka nëpër dhëmbë, mërmërit.
BUBËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Vrimë e vogël në pushkët me strall, ku vihej agzoti për t'i dhënë zjarr barutit. *Bubëza e pushkës. Vinin agzot në bubëz.*
BUBLISHTË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Tufë karthjesh, tufë shkarpash; bëzhdila. *Mbledh bublishta. Ndez zjarrin me bublishta.*
BUBREK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *anat.* Veshkë. *Bubrekë të pjekur. Bubrekët e qengjit. Me dhembin bubrekët.*
BUBU *pasth.* Përdoret kur Shprehim pikëllimin a një brengë, një shqetësim të madh ose keqardhjen e thellë për dike a për diçka që na vjen e papritur; bobo. *Bubu, mor kurbet i zil*
BUBULAK,~E *mb.* 1. Që digjet me vrull, me flake të madhe dhe duke kërcitur, që brambullin (për Zjarrin). *Zjarr bubulak.*
2. *përd. em. m.* Zjarr bubulak. *Bëmë një bubulak.*
3. *përd. ndajf.* Me vrull, me flake të madhe e duke kërcitur, brambull (për zjarrin). *Digjet bubulak.*
BUBULESH,~E *mb.* 1. Që ka lesh të dendur, me shumë lesh (zakonisht për qentë); leshtor; që ka push të dendur, pushatak. *Qen bubulesh. Krimb bubulesh.*
2. *fig. mospërf.* I trashë nga mendja, jo i mprehtë; i leshtë. *Djalë bubulesh.*
BUBULlM,~I *m.* Zhurmë e mbytur dhe e vijuesh-me e zjarrit, brambullimë.
BUBULONMa., ~OI, ~UAR. Digjet mirë e me brambullimë (për zjarrin). *Bubulon zjarri.*
BUBULLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjëmim i zgjatur dhe i mbytur, që shoqëron vetëtimën. *Gjëmon bubullima.*
2. Zhurmë e madhe dhe e zgjatur, gjëmim; krismë shurdhuese, buçimë. *Bubullima e topave (e mortajave, e minave). Bubullima e kambanave.*
• SI bubullimë (si rrufe) në qiell të kaltër (të kthjellët) përdoret për diçka të rëndë që vjen fare e papritur.

BUBULLIN *jokal.,* ~U, ~RË. 1. *pavet.* Ushton një krismë e forte, një zhurmë e madhe dhe e zgjatur pas vetëtimës, gjëmon. *Bubullin moti.*
2. *shih* BUBULLON 2. *Bubullinin topat.*
BUBULLON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. *pavet. shih* BUBULLIN i.
2. edhe *veta I.* Lëshoj një zë a bëj një zhurmë të forte, të zgjatur e të mbytur si bubullimë; gjëmon; oshëtin. *Bubullonin topat (mortajat). Fjalët e tij bubu-llonin në dhomë. Bubulloi një lajm i zi. Mas bubullo ashtu!*
BUBUNJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lez, lyth.
BUBUREZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* 1. Mollëkuqe.
2. Xixëllonjë, bukurezë.
BUBURISKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Bulë që del nga fundi i enes me ujë a me ndonjë lëng tjetër kur Valon; flluskë. *Buburiskat e ujit. Shi me buburiska.*
*2. shih* BUBURIZË,~A i j.
3. *krahin.* Xixëllonjë.
BUBURITota., ~A, ~UR. 1. Zien ngadalë me pak zjarr dhe bën një zhurmë të lehtë e të vijue-shme. *Bubwrit gjella.*
2. *vet. veta III.* Me zien diçka përbrenda, kam diçka të brendshme që me mundon e që do të shpërthejë. *Me buburit zemërimi.*
3. Buron mbyturazi, del ujë pak e nga pak nga dheu-
4. Lëshon një gjëmim të mbytur, uturin mbyturazi. *Buburit deti (lumi).*
BUBURIZË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kokrrizë gjalpi që del përsipër, kur rrahim qumështin në tundës.2. Buburiskë.
BUBURIZË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Mo-llIkuqe.
2. Mori i vogël bimësh e petnësh, zakonisht i gjel-bIr a me pika.
BUBURREC,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~Ë, ~ËT.
1. *zool.* Kandërr me krahë të forte e me brirthë të gjatë, zakonisht me ngjyrë të zezë a të errët të ndritshme, që rron në plehra, në mure etj.; emër i përgjithshëm për disa kandrra të vogla pa krahë dhe që dëmtojnë bimët. *Buburreci i zi. Buburreci i drithërave. Buburreci i duhanit. Buburreci i fasules. Buburreci i bizeles. Buburreci i patates. Buburreci i ullirit. Buburreci i luleve. Luftimi i buburrecit. Ecën si buburrec. Shtohen si bubu-rrecat.*
2. *zool.* Mizë dheu; milingonë.
3. *zool.* Bishtfultere.
4. *fig. mospërf.* Njeri me trap të vogël.
• U be buburrec u mblodh nga frika.
BUBUTIJ *jokal.,* ~VA, ~RË. 1. Thërres fort a ia bëj “bu-bu” me zë të lartë; ulërij për shkak të një dhembjeje, të një yuajt jeje, të një fatkeqësie të papritur a të një shqetësimi të madh. *Bubutinte e ulërinte.*
2. *shih* BUBULLON 2. *Bubutin lërë pylli.*
BUBUZHEL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Brumbull që rri zakonisht në plehërishte, mbledh plehra topa-topa dhe i rrokullis në folenë e vet.
BUBUZHELEM *vetv:,* ~A (u), ~UR. Bëhem me baltë e me pluhur në fytyrë, fëlliqem.
BUBUZHlNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Vizhë.
BUCAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë e drunjtë me lëfyt, që përdoret për ujë, bucelë e vogël, kënaçe, fytak. *Lëfyti i bucakut.*
BUCELABERËS,~I *m. sh.* ~, ~TT. Ai që ben bucela për ujë ose bucela qerresh. *Bucelabërësi i koo-perativës.*
BUCELAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bucelabërës.
BUCELË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë e drunjtë si fuçi e vogël, që përdoret për të mbajtur ujë të pij-shëm.
2. Enë balte me lëfyt, e sheshtë nga njëra anë dhe me bark nga ana tjetër, që përdoret për të mbajtur ujë. *Pi ujë me bucelë.*
3. Pjesë e rrumbullakët në qendër të rrotës së qerres etj., ku bashkohen spicat, rrezet ose telat dhe ku futet boshti. *Bucela e qerres. Bucela e rrotës së muiliril. Bucela e biçikletës. Rrathët e bucelës. Bën bucela.*
Prish bocebi e ben kënaçe dëmton diçka të rë-ndësishme për të rregulluar një vogëlimë, prish shtëpi e bën kasolle.
BUCELORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Turjelë e madhe, që përdoret për të hapur vrimën e bucelës së rrotës prej druri.
BUCEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Përpiqem kokë me kokë me një tjetër si deshtë; ndeshem.
BUCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Plis që ngre par-menda a plugu gjatë lërimit të tokës; plis me bar, bukëbar. *Buca dheu. Thyej bucat. Nxjerr buca. Rrethoj (mbuloj) me buca. Bëhem si bucë* Shëndoshem shumë.
2. Top bore. *Gjuaj me buca.*
BUÇ,~I i *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* Xhungë, buflu-ngë. *Buçi* i *lisit. Buçi i gishtit. lu be një buç.*
• Ve bnç nxjerr bark, fryhet me një anë.
BUÇ,~I H *m. sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* Gjar-për, nepërkë.
• Bar b u ç i *bot. shih te* BAR,~I i.
BUÇ,~E *mb.* Që e ka fytyrën të mbushur; i shëndoshë, buçko.
BUÇALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gypi i gjatë në fund të gajdes, që nxjerr një zë të vijueshëm për të mbajtur ison.
BUÇATEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Fryhem në fytyri ose në trap. *Është buçatur nga sëmundja.*
BUÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Bushtër.
2. Ujkonjë
3. *keq.* Gojë. *Mbylle buçen!*
BUÇETMo., ~ITI, ~trUR. 1. Lëshon një zhur-më a krismë të forte e të menjëhershme; ushton me një tingull të lartë e të fuqishëm, gjëmon. *Buçet pushka (topi, bomba). Buçasin minat. Buçet traktori (makina). Buçet kambana. Buçet radioja. Buçasin sirenat. Buçet kënga. Buçet gërneta. Buçet deti. Buçet era. Buçasin duartrokitjet.*
2. edhe *fig.* Jehon nga zërat e fuqishëm, ushton nga zhurma e madhe, kumbon. *Buçet malt. Buçet shtëpia. Buçasin rrugët. Me buçasin veshët* me ushtojnë veshët.
3. *fig.* Dëgjohet gjithandej, përhapet me jehonë të fuqishme, ushton. *Buçet fjala e Partisë.*
4. Pëlcet, shpërthen me vrull e menjëherë; është në kulmin e vet, zien. *Buçet lufta. Buçet hareja (gëzimi).*
5. Del nga shtrati, vërshon; fryhet, gufon, derdhet jashtë; del, buron me vrull. *Buçet lumi (përroi). Buçet mushti* i *rrushit. Buçet quntështi në zjarr.*
• I boçet gjaku *shih te* GJAK,~U i. Me bnçet koka kam shumë kokëçarje e telashe, me zien koka.
BUÇET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Hiqet, merr qen (për bushtrën).
BUÇlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zhurmë a krismë e forte, që shpërthen menjëherë dhe me jehonë; zë i lartë dhe i fuqishëm; thirrje prej shumë zërash; ushtimë, uturimë. *Buçimë shwdhuese. Buçima e topave (e minave). Buçima e traktorëve. Buçima e daulles. Buçima e detit (e lumit).*

*Buçima e malit (e pyllit). Buçima e këngës. Buçima e turmës.*
2. *fig.* Jehona e fuqishme e një ngjarjeje me rën-dësi. *Buçima e revolucionit.*
3. Zhurmë e mbytur që ndiejmë në veshë.
BUÇITËS,~E *mb.* Që bën zhurmë të madhe e kumbuese, që buçet; që kumbon fort, që ushton me force. *Lumë (përrua) buçitës. Me zë buçitës.*
BUÇlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Buçimë. *Bu-çitje e forte. Buçitje trumbetash. Buçitja e valëve. Bu~ çitja e veshëve.*
2. Sbpërthim, dalje me vrull. *Buçitja e gjakut.*
BUÇKAMADH,~E *mb.* Që i ka bulçitë të mëdha; buçkan, buçko.
BUÇKAN,~E *mb. përk.* 1. Që e ka fytyrën të mbushur e të plotë; i mbushur. *Fëmijë buçkan. Fytyrë buçkane.*2. *Pird. em.* Sipas kuptimit të mbiemrit. BUÇKARAN,~E *mb.* Buçkan.
BUÇKARlT *kal,* ~A, ~UR *bised.* I. Gërryen dheun me thunder (për krafshët). 2. E rrah dike derisa t'i ënjtet trupi.
BUÇKARITEM *vev. bised.* Fryhem, ngrefosem, krekohem. *Buçkaritej si brumi I ardhur.*
BUÇKË *mb.* 1. I mbushur e gjithë tul (për faqet, pIr duart etj.). *Faqe buçlca. Dorë buçkë.*
*2.* I shëndoshë e i mbushur në fytyrë; topolak, rrumbullak (për njerëzit). *Vajzë buçkë. Është buçkë.*
3. I fryrë e i mbushur (për pemët). *Fik (dardhë) buçkë.*
BUÇKO,~JA *m. sh.* ~, ~T *përk.* Njeri, zakonisht fëmijë, me fytyrë të mbushur e topolak.
BUÇKO *mb,I* 1. *përk.* Buçkan. 2. *bised.* Qc është shumë mirë nga shëndeti. *Buçko fare.*
BUÇKOJ *\al,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj të hapen burbuqet ose bulat, çel.
2. E bëj të hapë diçka.
3. *jokal. vet. vela III.* Hap burbuqet ose bulat, nxjerr gjethe ose lule, çel. *Buçkon trëndafili. Buç-kojnë pemët (drurët, plepat).*
4. *jokal. vet. veta III.* Del Si sumbull, bulon. *buçkonin bulëza djerse.*
*5. jokal. vet. veta III fig.* Lulëzon.
BUÇUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Babune e madhe, broke.
•• E bërl buçuk e pështjelloi punën, e ngatërroi. I ka (pimët) buçuk i ka punët pisk, është ngushtë.
BUDALLA,~AI *m. sh.* ~ENJ, ~ENJTË *bised.* 1. Ai që është i metë nga mendja, ai që nuk e ka gjykimin dhe arsyen e një njeriu të zakonshëm; ai që është i trashë nga mendja, që nuk është i mprehtë (edhe *shar.). Punë prej budallai. Pamje prej budallai. Të bin për budalla. Është budalla me brirë.*
*2.* Ai që flet a sillet pa menduar, ai që nuk vepron me arsye të shëndoshë si të gjithë; ai që nuk mendon shumë e sillet si i krisur (edhe *shar.). Ai qenka një budallai*
Shiu I budallait *shih te* SHI,~U.
BUDALLA,~QE *mb. bised.* 1. I metë nga mendja, që nuk e ka gjykimin dhe arsyen e një njeriu të zakonshëm; i trashë nga mendja, që nuk ia pret; *kund.* i mençur. *Djalë budalla. Vajzë (grua) budallaqe. Është pak (fare) budalla.*
*2.* Që flet a Sillet pa menduar, që nuk vepron me arsye e si të gjithë; që nuk mendon shumë, që nuk pyet, që sillet e vepron si i krisur. *Trim budalla.*
BUDALLAÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Budallaqe.
BUDALLALLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET.M-*sed.* 1. Të qenët budalla a i trashë nga mendja, vetia e një njeriu budalla; marrëzi; *kund.* mençuri. *E ka (e pen) nga budallallëku. Me budallallëkun e vet.*
*2.* Veprim, sjellje a punë prej budallai; fjalë a shprehje prej budallai; marrëzi. *Budallallëk me brirë. Budallallëqe me thes. Bën budallallëqe. Thotë (flet) budallallëqe.*
BUDALLALLOS *kal,* ~A, ~UR *bised.* E bëj të humbasë aftësinë për të menduar e arsyetuar në më-nyrë normale e të shëndoshë, e bëj budalla; ia marr mendjen me budallallëqe, ia prish mendjen.
BUDALLALLOSEM vev. *bised. 1.* Humb arsyen dhe gjykimin e shëndoshë, bëhem si budalla; humbas mendjen dhe bëj budallallëqe.
2. *Pës. e* BUDALLALLOS.
BUDALLAQE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *bised. Fem. e* BUDALLA,~AI.
BUDALLONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Budallaqe.
BUDlNG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Ëmbëlsir8 Si krem, që gatuhet me niseshte, me qumësht, me she-qer, me vezë dhe me kakao, me vanilje etj. *Buding me lëng frut ash (me stafidhe, me arra). Buding ka-rotash. Buding për fëmijë.*
BUDlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËTe. Pasues i budizmit, besimtar budist.
BUDIST,~E *mb. fet.* Që ka të bëjë me budizmin ose me budistët, që mbështetet në dogmat e budizmit; që i përket budizmit; që ndjek a që përkrah budizmin. *Dogmat budiste. Kleri budist. Prift budist.*
BUDIZËM,~MI *m. fet.* Fe, e quajtur kështu sipas emrit të themeluesit të saj Buda, që predikon nënshtrimin, vuajtjen, mosveprimin dhe pajtimin me gjendjen, duke u shërbyer interesave të klasaVe shfrytëzuese (ka lindur në shek. VI para erës së re në Indi dhe është përhapur edhe në disa vende të tjera të Azisë).
BUpUNAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Trung i trashë e i gjatë; secili nga trarët mbi të cilët shtrohet dy-shemeja e dhomës, tra dyshemeje.
BUF,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT dhe ~ËR, ~ËRIT.
1. *zool.* Shpend grabitqar i nates, me kokë të madhe e të rrumbullakët, me sy të mëdhenj në ballë, me sqep të shkurtër e të kthyer, që rron ndër pyje e në gër-madha dhe që këndon natën sikur vajton. *Bufi vesh-gjatë. Bufi veshshkurtër. Bufi polar. Buf kënete. Sy bufi. Sheh si buf. Rri si buf.*
*2. fig. keq.* Djalë a burrë me flokë të paqethur, të pakrehur e të shpupurishur; burrë i parruar prej Shumë ditësh.
3. *fig. mospërf.* Njeri i plogët e i trashë nga mendja; njeri matuf, i shushatur.
4. *përd. mb. bised.* I plogët e i trashë nga mendja, matuf, torollak.
*-k* Buf kënete *shar. shih te* KËNETË,~A. Bufi i ngordhur *shih te* NGORDHUR (1, e). Me thonjtë e bufit shumë keq, shkel e shko, me këmbët e pules. E di edhe bufi *thjeshtligj.* është fare e thjeshtë dhe e kuptueshme, s'ka nevojë të shpjegohet a të tregohet. Leshtë e ujkut, thonjtë ebufit'.<. *shih tek* UJK,~U. Bufi mburr zogjtë e tij thuhet për atë që përpiqet të mburrë punën e vet edhe kur nuk vlen, shoshari shoshën e tij lëvdon.
BUF,~E *mb. bised.* 1.1 bëshëm e me faqe t& fryra, bullafiq (zakonisht për fëmijët e të miturit). *Vajzë bufe.*
*2.* I arrirë dhe i fryrë (për fiqtë). *Fik buf.*
3. *fig. keq.* I plogët e i trashë nga mendja; matuf, i shushatur.4. *shih* BUFKË$_2$. *Pule buft.*

5. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
BUFAL,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Gjel me kok4 të madhe e të mbuluar me pupla Si të bufit.
BUFALAQ,~E *mb. bised.* 1. Shumë i shëndoshë, bullafiq. *Djalë bufalaq.*
*2.* I fryrë nga gjaku që pi (zakonisht për këpushat. e mushkonjat). *Mushkonjë bufalaqe.*
3. *keq.* Që i ka flokët të paqethur, të pakrehut e të shpupurishur.
BUFAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vathë ose kasolle e ulët në Stan, ku mbahen kecat a qengjat e vegjël kur ndahen nga nënat. *Ful (vë, ndaj) në bufar.*
BUFË~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Dollap, ku mbahen zakonisht qelqurinat, pjatat, pijet e dtsa ushqime të thata. *Bufeja e kuzhinës.*
*2.* Raft i gjatë, ku mbahen pijet dhe ëmbëlsirat në një restorant, në një kafe etj.; lokal ku shiten pije të ndryshme, kafe, ëmbëlsira, meze etj. dhe ku nje-rëzit hanë e pine zakonisht me këmbë.
3. Pritje me pije, me meze të ftohta e me ëmbëlsira; tryeza e shtmar me këto të ngrëna e pije. *Bufe e pasur. Bëri bufenë e fejesës.*
BUFË,~A . *sh.* ~A, —AT *bot.* Hardhi e egër, larushk, larëz.
BUFlT *kal.,* ~A, ~UR. Mbush gojën me ujë dhe spërkat gjethet e duhanit para se t'i grij. *Bufit duhanin.*
BUFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Xhufkë. *Bufkat e peshqirit (e shallit, e lahurisë). Bufka e pudrës. Perde me bufka; Opiitga me bufka.*
2. Diçka e fryrë, e mbushur dhe zakonisht në trajtë të rrumbullakët. *Bufka pemësh. Bufkë gështenje. Bufkë vidhi. Bufka e pambukut. Bufka e qepës* lulja e qepës. *Bufkë leshi. Bufkë puplash.*
3. Bluzë grash pa jakë, me mëngë të gjera e të fryra te supet.
4. *bot.* Lulebufkë.
5. Dele me shumë lesh në turi.
BUFKË *mb.* 1.1 fryrë dhe në trajtë të rrumbullakët. *Jakë bufkë. Brekushe bufkë. Speca bufka* speca të rrumbullakët e me tul. *Me faqet bufkë.*
2. Që ka kaçulë mbi veshë dhe pendë në pjesën e poshtme të këmbëve (për pulat). *Pule bufkë.*
BUFNJAK,~U *m.* 1. Bore e imët dhe e butë si miell; bore jo e ngjeshur, e shkrifët.
2. Tokë e butë dhe e shkrifët, dhe i shkrifët.
3. *përd. mb.* I butë dhe i shkrifët (kryesisht për dheun, për token).
BUFON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *shih* GAZTOR, ~I 2.3-
2. *keq.* Njeri qesharak e pa karakter, palaço.
BUFTHI *ndajf.* Luaj bufthi: luaj me disa fëmijë, nga të cilët njëri bën si bufi e të tjerët si pulat.
BUHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Rruginë midis dhomave, e mbyllur nga njëra anë, që mund të ketë edhe dritare. *Buhari i shtëpisë. Rri në buhar.*
2. Rrugicë e ngushtë dhe e errët.
3. *shih* BUHARI,~A.
BUHARI,~A . *sh.* ~, ~TË. Pjesa e oxhakut e dale përpara përmbi vatër; tymtari i oxhakut; oxhaku. *Vë mbi buhari.*
BUHATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Britma që nxjerr bun.
BUHAVICË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore, që rritet zakonisht tufë, me kërcell të lartë deri një meter, me lule të verdha, me gjethe yezake shumë të gjata e me push, të cilat lëshojnë një lëng ngjitës. *Lule buhavice. Kanistër buhavice.*
BUHAVIT (BUHAVIS) *ka!.,* ~A, ~UR *bised. 1.* Bëj që të fryhet, ënjt; mbufat.
2. *fig. keq.* Mërzit së tepërmi, fryj. *Na buhavili me fjalë.*
BUHAVITEM *vetv. bised.* 1. Ënjtem, fryhem (zakonisht për trupin dhe për pjesët e tij); mbufatem. *Iu buhayitën këmbët (gjunjët). Iu buhavit barku. Iu buhavitën sytë. Buhaviten gjëndrat. U buhavit plaga.*
*1. fig. keq.* Mërzitem Së tepërmi, fryhem nga diçka e padëshirueshme. *U buhavita nga fjalët.*
BUHAVlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Ve-primi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve BUHAVIT, BUHAVITEM. *Buhavitja e syve. Buhavilja e duarve (e këmbëve).*
*2.* E ënjtur, pjesë e ngritur dhe e fryrë; xhungë. *shformuar nga buhavit jet.*
BUHAVlTUR (i, e) *mb. bised.* I ënjtur, i fryrë (zakonisht për trupin dhe pjesët e tij). *Sy të buhavitur. Këmbë të buhavitura.*
BUHl,~A . Festë e madhe me gjithë të mi rat, gosti; gëzim e hare.
BUHlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I begatshëm, i pasur; që është plot gëzim e hare, i gëzuar. *Ditë të buhishme.*
BUHIT *kal.,* ~A, ~UR. Vel. *E buhiti ëmbëlsira.*
BUHITEM *vetv.* Velem.
BUHUR,~I *m. vjet.* Temjan. *Erë buhuri.*
*BUIS jokal.,* ~I, ~UR. 1. Del a mblidhet përnjë-herësh e me shumicë, gëlon, vërshon; roit (për ble-tët); ka me shumicë. *Buisin mizat. Buis bleta. Buisin njerëzit.*
*2.* Mbin përnjëherësh, shpërthen me shumicë (për bimët e lulet); shfaqet përnjëherësh më të gjitha tiparet e veçoritë që ka, Shpërthen. *Buisën lulet. Buisi pranvera.*
3. Rrjedh nga pak pika-pika, qan, loton. *Buis katruvja.*
4. Bën një zhurmë të mbytur ë të vijueshme, gu-mëzhin; zien ngadalë, duke bërë zhurmë të pandër-prerë; buburit. *Buis uji në zjarr. Buis gjella.*
5. *(me një trajtë të shkwtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Zien, me bëhet miza-miza. *Me buis trupi. Me buisin këmbët nga lodhja.*
*6.* Jehon, ushton nga zhurma, buçet. *Buis pylli. Buisin rrugët. Buis lumi. Me buisin veshët.*
7. *fig.* Shfaqet me shumicë e me vrull, vjen në një varg të pandërprerë; vlon, zien (për ndjenjat, men-dimet etj.); vjen menjëherë, pllakos. *Buisin mendimet. Me buis gjaku. Buis jeta.*
8. Bulurit. *Buis kau.*BUJ *jokal.,* ~TA, ~TUR. 1. Kaloj natën ose rri për ca ditë diku si mysafir; banoj, fle përkohësisht. *Buj te një mik. Bujti në hotel.*
*2. etnogr.* Kaloj disa ditë te njerëzit e mi, Zakonisht pas martesës, vete për disa ditë në derë të babait, shkoj në gjioi (për nuset). *Shkoi të bujë te të vetët. E mori vajzën për të bujtur.*
*it* Ku bun, s'bun nuk qëndron gjatë në një vend, ku gdhihet, s'ngryset.
BUJANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i thellë nfi lumë; pellg i madh me ujë *të* ndenjur. *U fut në bu-janë.*
BUJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pronar i madh tokash, përfaqësues i shtresës më të lartë e të pri-vilegjuar të klasës shfrytëzuese në shoqërinë feudale; fisnik.
BUJAR,~E *mb.* 1. Që është dorëdhënë e ze-mërgjerë; i ndershëm e shpirtgjerë, fisnik. *Njeri bujar. Zemër bujare.*

*Popull bujar. Sjellje bujare. Ndih-më bujare. Sa bujar je, aq miq ke. fj. u.*
2. *hist.* Që ka të bëjë me shtresën e bujarëve, që lidhet me aristokracinë feudale, i bujarëve. *Familje bujare.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Bujar i madh. Shtëpia e bujarit është e mikut dhe e shteg-tarit. fj. u.*
BUJARESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vajzë a grua dorëdhënë e zemërgjerë, grua bujare.
BUJARËSl,~A. *shih* BUJARI,~A.
BUJARI,~A. 1. Të qenët bujar e i pritur, vetia e njeriut dorëdhënë e zemërbardhë; zemërgjerësi, shpirt-madhësi, fisnikëri shpirtërorc. *Bujaria e shqiptarit. Pres me bujari.*
2. *hist.* Shtresa më e lartë dhe e privilegjuar e klasës shfrytëzuese, shtresa e aristokracisë në shoqërinë feudale; tërësia e bujarëve, bujarët, fisnikëria; parësia, shtresa më e lartë në një fis. *Bujaria feudale. Bujaria e \ lartë. Bujaria e fisit. Shtresa e bujarisë.*
BUJARlSHT *ndajf.* Me bujari, në mënyrë bujare; pa u kursyer; me zemërgjerësi, me fisnikëri, fiSnikë-risht. *Pret bujarisht. Jep (dhuron) bujarisht.*
BUJAROJ *kaf.,* ~OVA, ~UAR. E bëj të jetë bujar, e fisnikëroj.
BUJASHKË,~A A. ~A, ~AT. Cope e vogël nga një dm i çarë, ashkël; petëz e hollë dërrase që del nga zdrukthi. *Bujashkë pishe. Bujashkë zdrukthi. Mbledh bujashka. Ndez me bujashka.*
BUJË,~A . 1. Përshtypje e madhe që bën një ngjarje a një lajm, jehonë e gjerë që ka një ngjarje a një lajm në popull; fame. *Bujë e madhe. Bëri bujë.*
2. *keq.* Zhurmë e madhe dhe e fryrë, që bëhet rreth një njeriu, një vepre, një çështjeje, një ngjarjeje, etj. për t'ia rritur vlerën dhe për ta bërë të njohur gjithandej; zhurmë për t'u dukur. *Pa bujë. Punë (prirje) për bujë. I jep bujë. U be bujë.*
3. Buçimë, buitje (e lumit, e Valëve etj.). *Uturirt (shfryn) me bujë.*
*k* E bëri bujë e zmadhoi a e fryu një gjë, bëri zhurmë rreth diçkaje, e paraqiti diçka si tepër shqetësuese e të ngutshme. Me kujë e me bujë *shih te* KUJË,~A. Me pohe e me biqë *keq.* me zhurmë e me shkëlqim
të madh për t'u dukur dhe për të bërë përshtypje te të tjerët.
BUJËMADH,~E *mb.* 1. Që bën bujë te madhe, i bujshëm; me fame, zulmëmadh. *Bëma bujëmëdha.*
2. *keq.* Që bën zhurmë rreth vetes ose rreth vepri-meve të tij për t'u dukur e për të bërë përshtypje tek të tjerët, zhunnëmadh.
BUJGËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *bol.* Lloj qarri, i gjatë deri njëzet e pesë metra, me lëkurë të murrme, me gjethe vezake e të dhëmbëzuara si të lisit dhe me dm të forte; qarr i kuq. *Bujgri i ashpër* bungëkeqja. *Tra (dërrasë) bujgri.*
BtIJK,'~KU *m. sh.* ~Q, <-QIT.l.Aj që punon token dhe rrit bimë bujqësore, ai që merret me buj-qësi. *Bujk i përparuar (i dalluar). E bën bujku arën, s'e bën ara bujkurt. fj.u. Po të kishte frikë bujku nga krimbat në are, nuk do të mbillte kurrë fare. fj.u.*
*2. hist.* Ai që merrte tokë me qira nga pronari, e punonte dhe mbante për vete vetëm një pjesë të vogël të prodhimeve; çifçi.
BUJKESHË,~A *sh.* ~A, ~AT. *Fem. e* BUJK, ~Ui.
BUJKROB,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT *hist.* Fshatar në sistemin feudal, që ishte rob i feudalit a i çifligarit e shfrytëzohej prej tij, që nuk kishte asnjë të drejtë mbi token, mbi mjetet e punës, mbi prodhimet e asnjë të drejtë qytetare dhe që mund të shitej e të blihej Si skllav së bashku me token; skllav i tokës. *Puna e bujkrobërve.*
BUJKROB,~E *mb. hist.* Që ishte bujkrob; që rron-te në bujkrobëri. *Fshatar bujkrob. Familje bujkrobe.*
BUJKROBËRf,~A *hist.* Forme shfrytëzimi e Varësie e bujkrobërve nga feudal! a nga çifligari në rendin feudal; sistem shoqëror, që mbështetej në Varësinë e bujkrobërve nga feudalët a nga çifligarët. *Sistemi i bujkrobërisë. Zhdukja (heqja) e bujkrobërisë.*
BUJKROBËROHEM *vetv. hist.* 1. Bëhem bujkrob, kthehem në bujkrob. 2. *Pës. e* BUJKROBËROJ.
BUJKROBËROJ *kal,* ~OVA, ~UAR *hist.* B bëj bujkrob, e kthej në bujkrob; e trajtoj si bujkrob.
BUJKROBËROR,~E *mb. hist.* Që ka të bëjë me bujkrobërinë, që i përket bujkrobërisë; që mbësh-tetet në bu jkrobërinë, që ka tiparet e veçoritë dalluese të bujkrobërisë. *Sistem bujkrobëror. Marrëdhënie bujkrobërore.*
BUJKROBËRUES,~E *mb. hist.* 1. Që ka të drej-tën mbi token, mbi mjetet e punës e mbi prodhimet dhe që shfrytëzon punën e bujkrobërve; që jeton me djersën e bujkrobërve. *Feudal (çifligar) bujkrobërues.*
2. *shih* BUJKROBËROR,~E.
3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Feudal bujkrobërues. *Pushteti i bujkrobëruesve. Përmbysja e bujk-robëruesve.*
BUJQËRl,~A . *përmb.* Tërësia e bujqëve, fsha-tarët që merren me bujqësi.
BUJQËSI,~A . 1. Mjeshtëria e punimit të tokës dhe e rritjes së bimëve të dobishme për njeriun; një nga degët kryesore të ekonomisë popullore, që përfshin punimin e tokës dhe rritjen e bimëve e të kafshëve të dobishme për njeriun. *Bujqësia socialiste.Bujqësia e blegtoria. Punëtor bujqësie. Ministria e Bujqësise. Zhvillimi i bujqësisë. Merrem me bujqësi. Bujqësia është çështje e gjithë popidlit.*
2. Shkenca që merret me punimin e tokës dhe me rritjen e bimëve të dobishme për njeriun. *Instituti i Lartë i Bujqësisë. Studioj për bujqësi.*
BUJQËSOR,~E *mb.* 1. Që lidhet me bujqësinë, që ka të bëjë me bujqësinë, i bujqësisë; që merret a prodhohet nga bujqësia; që punon në bujqësi. *Punë bujqësore. Bimë (kulturë) bujqësore. Prodhimi bujqësor. Kalendari bujqësor.*
2. Që shërben për punimin e tokës dhe për rritjen e bimëve të dobishme për njeriun, që përdoret për bujqësi. *Tokë (sipërfaqe) bujqësore. Vegël (makinë) bujqësore. Kafshë bujqësore.*
3. Që merret kryesisht me bujqësi, që e ka bujqësinë më të zhvilluar se degët e tjera të ekonomisc. *Vend bujqësor. Krahinë bujqësore.*
4. Që bën pjesë në format e organizimit shtetëror e kolektiv të bujqësisë. *Ndërmarrje (kooperativë) bujqësore.*
5. Që ka të bëjë me shkencën e bujqësisë, që lidhet me njohuritë teorike e praktike për bujqësinë ose që jep këto njohuri. *Shkencë bujqësore. Arsim bujqësor. Shkollë bujqësore. Kandidal i shkencave bujqësore.*
6. Që ka të bëjë me tregtimin e paraqitjen e pro-dhimeve bujqësore. *Treg bujqësor. Dyqan bujqësor. Ekspozitë bujqësore.*

7. Që i përket periudhës së mbjelljeS, të zhvillImit dhe të mbledhjes së prodhimeve të bujqësisë. *Stinë bujqësore. Vili bujqësor.*
• B a n k ë bujqësore *fin.* institution finan-ciar shtetëror në vendin tone, i cili kryen të gjitha veprimet bankare që kanë të bëjnë me ndërmarrjet e kooperativat bujqësore dhe me SMT-të. Q a r k u -Him bujqësor *bujq. shih te* QARKULLIM,~I 3.
BUJQËSOR-INDUSTRIAL,~E *mb.* Që ka të zhvilluar edhe bujqësinë edhe industrinë, por që në ekonominë e përgjithshme vendin e parë e zë prodhimi bujqësor. *Vend bujqësor-industrial.*
BUJRËM *pasth. bised.* Urdhëro!, urdhëroni! (kur ftojmë dike të hyjë në shtëpi, të ulet për të ngrënë etj.).
BUJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që lë përshtypje të madhe ose ngjall interesim të madh tek të tjerët, që ka jehonë të gjerë, që bën bujë. *Fitore e bujshme. Ngjarje e bujshme. Fjalim i bujshëm.*
2. *keq.* Që bëhet me bujë e me zhurmë të madhe sa për t'u dukur; që shoqërohet me bujë e me zhurmë për të bërë përshtypje tek të tjerët ose për të mash-truar të tjerët. *Fushatë (propagandë) e bujshme.*
3. Që bën zhurmë të madhe, që i pëlqen buja; që ka shumë zhurmë e lëvizje. *Tip i bujshëm. Treg (qy-tet) i bujshëm.*
4. Që shpërthen e rritet mirë (për bimët); që vjen me tërë gjallërinë e bukurinë dhe më të gjitha të mirat e saj (për stinët); që zhvillohet shumë e menjëherë, që bëhet me vrull e shpejt. *Bimësi e bujshme. Pran-verë (vjeshtë) e bujshme. Lulëzim (zhvillim, përparim) i bujshëm.*
BUJTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *shih* BUJTËS,~I.
2. Ai që pret miq në shtëpinë e tij, i zoti i shtëpisë.
3. *vjet.* I zoti i bujtinës, bujtinar.
BUJTAR,~E *mb.* Mikpritës. *Njeri bujtar.* BUJTARl,~A . Mikpritje.
BUJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që kalon natën ose fle përkohësisht diku, ai që rri një natë a me shumë si mysafir te dikush, ai që vjen për të bujtur; ai që rri disa ditë në një vend.
2. *spec.* Ai që bëhet shtrat për diçka, mbartës. *Bujtës ndërmjetës (përfundimtar) i larvave.*
BUJTËS,~E *mb. spec.* Që bëhet shtrat për diçka, mbartës. *Organizëm bujtës. Qelizë bujtëse.*
BUJTËSI,~A . Mikpritje.
BUJTINAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Pronari i bujtinës, i zoti i bujtinës; ai që punonte a shërbente në bujtinë.
BUJTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Hotel i vogël. *Rashë në një bujtinë.* 2. Fjetore. *Ushtarët dolën nga bujtinat.*
BUJTJE,~A . Veprimi sipas kuptimit të foljes BUJ. *Vend për bujtje.*
BUJTORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *shih* BUJTINË, ~A.
BUJTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Mikpritës.
BUJTUR (i, e) *mb.* Ujë i bujtur: ujë i ndenjur, ujë i
f jetur; ujë që lihet sa t'i pritet e ftohta para se ta pimë.
• U be si lakër e bujtur *shih te* LAKËR,~RA.
BUKAFEC,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Lakror i bërë me brume të ardhur, lakror i mbrumë.
BUKAGJELLË *ndajf.* Luaj bukagjellë: luaj së bashku me fëmijë të tjerë duke ndërtuar një si shtëpi të vogël me furrë prej balte, ku bëj sikur gatuaj bukë e gjellë.
BUKAMEL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fëmijë i imët, i pazhvilluar mirë.
BUKANIK,~E *mb.* Që prodhon mirë, pjellor (për token). *Tokë bukanike. Vend bukanik.*
BUKAS dhe BUKASH *ndajf.* Luaj bukas: luaj duke i ndarë letrat të përmbysura në aq grupe sa lojtarë marrin pjesë dhe fiton ai që ka letrën me vleftë më të madhe.
BUKATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që ga-tuante bukë; furrtar.
BUKATARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. *Fem. e* BUKATAR,~I.
2. Gruaja që u shpinte bukë burrave në Stan ose atyre që punonin në are.
BUKATOR,~I i m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtori që fut duajt e grurit në makinën shirëse.
BUKATOR,~I H *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjatë a enë e thellë, që nxë miell sa për të bërë një bukë.
BUKË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ushqim që bëhet me miell drithi të gatuar me ujë e të pjekur në furrë a në saç; një cope e veçantë e këtij ushqimi, e gatuar me forma të ndryshme dhe e pjekur; brume i ngjeshur e i nderë në tepsi për t'u pjekur. *Bukë e grunjtë (e misert, ethekërt). Bukë e pjekur (e papjekur). Bukë e zezë. Bukë e ardhur. Bukë e ndorme* bukë pa brume të thartë. *Bukë e mbrume* bukë me brume të thartë.*Bukë e lashtë* bukë që gatuhet me miell tI lashtash. *Bukë meli. Bukë himesh. Bukë çerepi (saçi). Bukë shtëpie. Bukë qeni* bukë e gatuar me krunde (për qen etj.). *Bukë me brume. Bukë me qiqra. Bukë me djathë (me gjalpë). Bukë I hale. Kore (thembër, tul) buke. Thërrime buke. Brume (maja) buke. Vetull buke* një cope nga pjesa e anës së një buke të rrumbullakët. *Një gj'ysmë (një çerek) buke. Një cope (një kafshatë) bukë. Thikë buke. Tepsi buke. Magjja e bukës. Dollop buke. Furrë buke. Dyqatti i bukës. Fabrika e bukës. Shitësja e bukës. Drithëra buke. Rrezja e bukës. Myku* i *bukës. Zia e bukës. për ate bukë! vjet.* (betim). *Pasha bukën! vjet.* (betim). *Zë (ngjesh, mbruj) bukën. fjen buka. Hedh bukët në furrë. Pres (thyej, ndaj) bukën. Bukë e hi dhe në shtëpi. fj. u. Buka pa përtypur nuk kapërcehet. fj. u.* nuk mund të zgjidhen çështjet pa punë e përpjekje.
2. *vet. sh.* ~ËRA, ~ËRAT. Copa të vogla buke të mbetura ose të thara. *Papare (përshesh) me bukëra.*
3. *vet. nj.* Ushqimi që hamë në mëngjeS, në drekë a në darkë, të ngrënët; ushqimi i perditshëm. *Koha is bukës. Dhoma (shtëpia) e bukës. Tryezë buke. Bukë e pa bukë* here i ngrënë e here i uritur. *Me hahet (ha) bukë. S"më shkon buka. Jam pa bukë* nuk kam ngrënë. *Shtroj (ngre) bukën. Lë bukën përgjysntë. Jam (ulem) në bukë. Bëj bukën gati. Ngrihem nga buka. E gjeta në bukë. E la pa bukë. Vuanin për bukë. Me gërryen barku {me gërryejnë zorrët) për bukë. S'kishte as një darkë bukë.*
4. *vet. nj.* Drithë, nga i cili bëhet mielli; të korrat e një viti; prodhimi i drith.it, që mjafton për një vit. *Buka e re. Buka e popullit. Buka e vit it. Tokë buke* tokë e punueshme. *Lufta për bukën. Nga buka në bukë nga.* një vit në tjetrin, nga një korrje në tjetrën. *Ebëjmë bukën vetë. Mbledhim (sigurojmë) bukën. E futim bukën në hambar.*
5. *vet. nj.* Lënda që përbën kokrrën e drithit; palca a zemra e disa drurëve, tuli i disa frutave etj. *Buka e arrës. Buka e ullirit. Buka e shtogut. Kalli me (pa) bukë. Lidh bukë. Zë (men) bukë misri (gruri). Ka bukë.*
6. Ushqim ose një lëndë a send tjetër, që ka trajtën e një rrotulle. *Bukë dylli* pite dylli. *Bukë djathi. Bukë dhjami. Bukë fiku. Buka e lules së diellit* koka me fara e lules së

diellit. *Bukë blete (grerëzash)* hoje të rrumbullakëta. *Bukë kadaifi. Bukë dheu* plis dheu në rrënjën e një fidani a të një bime të shkulur. *Bukë për furnelat elektrike.*
7. *fig.* Mjetet më të domosdoshme për jetesë. *Mezi nximin (fitonin) bukën. I prenë bukën. Punonte për bukën (për kafshatën) e gojës.*
8. *vet. nj. fig. vjet.* Detyra, shërbimi a nëpunësia që jepte mjetet e jetesës; yendi i punës që jepte një page sa për të mbajtur frymën. *Në bukë të vet. Në bukë të qeverisë. Hyri në bukë të tjetrit. E nxorën nga buka.*
9. *vet. nj. fig.* Përmbajtje e shëndoshë, thelb i do-bishëm, vlerë, dobi. *Punë (mbledhje, fjalë) pa bukë.*
10. *vet. nj, fig.* Lënda e parë a lënda kryesore që nevojitet për një degë prodhimi. *Buka e industrisë* qymyri, nafta etj. *Buka e ndërtimit* druri, çimentoja etj.
11. *vet. sh. fig. bised.* Vit (për moshën). *Iu sosën bukët. I ka bukët të numëruara. I hëngri pesëdhjetë bukë.*
*it* Buka e kripa *e diçkaje* gjëja me kryesore,
gjëja më e domosdoshme. Bukë qeni njeri, metë cilin nuk merresh dot vesh, njeri, më të cilin nuk shkon muhabeti. Buka e një mielli *keq.* të njëllojtë, nga një brume (për njerëz me mendime e sjellje të njëjta etj.). Bukë e vjetër *shih te* VJETER (i, e). Buka e verës yl-beri. për një bark bukë për një cope bukë, për pak gjë. për një cope bukë shumë lire, për hiç gjë, falas. Si një cope bukë pa ndruajtje. për një kafshatë bukë *shih te* KAFSHATË,~A. Çaçë mbi bukë *shih te* ÇACË,~A. la hëngri bukën *dikujt shih te* HA. Nuk ha bukë *shih te* HA. S'më hahet buka *me dike* iirte HAHEM 6. Ha bukë ?eç (veçan) *shihte* VEÇ. la ha bukën gomari *mospërf. shih te* GOMAR,~I. E hante bukën me lot *shih te* LOT,~I. S'e ha bukën kot *edhepoh.* e meriton ate që tnerr, jeton me djersën e vet. Të jep bukë *shih te* JAP. Kalli pa bukë *keq.* njeri i mirë në dukje, po i cekët a i zbrazët. Kthej bukë *shih te* KTHEJ. Na e la bukën *mospërf.* vdiq. I është mykur buka *dikujt* ka bërë faj ose një gabim që dënohet. E ndau bukën *me dike shih te* NDAJ. Përzieu bukën *etnogr.shih te* PËRZIEJ. Shtëpi buke mikpritës, derëhapur, bukëdhënë. Shkel bukën (me këmbë) *shih te* SHKEL. Iu be buka drokth *shih te* DROKTH,~I. Iu be buka gjemb (gorricë) *shih te* GJEMB,~I. Iu be buka shirit *dikujt shih te* SHIRIT,~I. Iu be buka shkarpë *shih te* SHKARPË, ~A. Me bëhet zemra bukë a) me gëzohet zemra, me gufon zemra, me bëhet zemra mal; b) mallëngjehem, prekem shumë. I bie bukës (së mirës) me shkelm (me këmbë) *shih te* SHKELM,~I. Do bukë mbi pogaçe *shih te* POGAÇE,~JA. Si buka që ha (që hamë) me siguri, pa asnjë dyshim. E kam (si) bukë e djathë e kam shumë lehtë, mund ta bëj pa ndonjë vështirësi. Kam ngrënë bukëe mjaltë *me dike shih te* MJALTË,~I. Nuk ha bukë ky zanat nuk të siguron je-tesën ky zanat, nuk i nevojitet kujt kjo punë; s'pi ujë. Kemi ngrënë një furrë bukë (një thes kripë, një hambar miell) bashkë *shih te* FURRË,~A. Eka ngrënë turpin me bukë *shih te* HA. S'e ha (s'e ngjyen) turpin me bukë nuk pranon të turpërohet. I ka të paka bukët i erdhi fundi, s'e ka të gjatë, është në prag të vdekjes. Iu lidh buka (në grykë, në fyt) *shih te* LIDHEM. E ndan bukën në zjarr *shih te* ZJARR,~I. E ngjyenin bukën në dhallë *shih te* DHALLË,~I. Nuk piqet buka me shkarpa *fj.u. shih te* SHKARPË,~A. Mos pjektë dy bukë në një hi! *mallk.* mos e zëntë e nesërmja! Ka qenë buka e fukarasë (e të varfërve) ka ndihmuar Vazhdimisht të varfërit. Iu qep me bukë në trastë (në torbë) *dikujt* iu qep nga pas pa iu ndarë, iu qep me ngulm. Shkon në bukë të vet rritet e nis jetën e vet; martohet. Po i shtie bukët të raira (cyrekët të mirë) *shih te* SHTIE. Ka thelb buka *fj.u. shih te* THELB,~I. Me vajti buka pas kurrizit nuk hëngra i qetë, nuk me la të ha mirë. Do vrarë me bukë në gojë a) *keq.* meriton dënimin më të rënde; b) *shak.* është shumë i shkathët, është dreqi vetë. I zuri dhëmbi bukë (tagji) *shih te* DHËMB, —1.1 zuri sytë buka (e mira) u verbua nga e mira, nuk e çmoi të mirën. Me bukë e kripë (e zemër të bardhë) me ç'të ndodhet, me bujari, me zemër të hapur. Unë me bukë e ai me gurë unë më të mirë e ai më të keq. I ka dhëmbët me bukën time *shih te* DHËMB,~I. Ha bukën e përmbys kupën *shih te* HA. Të jep me shumë djathë(ullinj)se bukë *shih te* DJATHË,~I. Kush ha bukë, bën edhe thërrime. *u.* po punove do të bësh edhe ndonjë gabim të vogël, puna ka edhe ndonjë të metë të vogël. Sikur i ka ngrënë gomari bukën *shih te* HA. S'ka kohë as të hajë bukë është shumë i zënë me punë, mezi merr frymë nga punët e shumta që ka. E ka gojën vetëm për bukë nuk di të flasë a t'i jape përgjigjene duhur tjetrit, nuk është i shkathët e i zoti i gojës. SI plaka në mes dy bukësh *shift te* PLAKË,~A. la merr pula bukën nga dora *mospërf.* është i squllët, i ngathët e i humbur. I mori bukën, të harronte djathin *shih te* DJATHË,~I. E mbaj në torbë bukën e barutin *shih tek* TORBË,~A. Atij s'i japin bukë, kërkon edhe gjellë *shih te* GJELLË,~A. Hamë bukën tone e bëjmë davanë e botës (rrahim thekrën e botës) merremi me një punë që s'na përket. Kudo ku i thonë bukës bukë e ujit ujë kudo ku flitet Shqip, kudo ku ka shqiptarë. Buka që thyhet, s'ngjitet me *fj. u.* po u prish miqësia e vërtetë, s"ndreqet me, nuk bëhet më e tillë Siç ishte. Shpjer gojën te buka e jo bukën te goja *fj. u.* përpiqu, luaj këmbë e duar, puno që të sigurosh atë që të duhet. *BUKË DERRI bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me gjethe vezake e me lule në ngjyrë trëndafili a të bardha, që rritet nëpër shkurre e çel në vjeshtë.
*BUKË MALI bot.* Një lloj lakre e ëmbël, fletët e së cilës bëhen gjellë.
BUKËBAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Plis dheu me bar të dendur, që pritet e që përdoret për të gjelbëruar lulishtet, anët e udhës etj. *Nxjerr bukëbarë. Shtroj (rrethoj) me bukëbarë.*
BUKËBARDHË *mb.* 1. Që e ka bukën, thelbin ose zemrën të bardhë (për disa pemë). *Arrë (lajthi) bukëbardhë.*
2. *fig.* Mikpritës, bukëdhënës; zemërbardhë.
BUKËDHËNË *mb. shih* BUKËDHËNËS, ~E.
BUKËDHËNËS,~E *mb.* Mikpritës, bujar, derë-çelur; *kund.* bukëzi. *Shtëpi bukëdhënëse. Njeri bukëdhënës.*
BUKËFIQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Një rrotull e vogël e bërë me fiq të thatë, të grirë e të ngjeshur; bukë fiqsh. *Bukëfiqe të hojme. E ushqeu me bukëfiqe.*
BUKËHARAM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Ai që nuk iron me djersën e vet; ai që nuk punon dhe e ha bukën kot; *si mallk.* ai që e paste bukën haram.
BUKËKUQ,~E *mb.* Që e ka tulin të kuq ose zemrën të kuqe (për disa pemë). *Kumbull bukëkuqe. Fik bukë-kuq.*
BUKËL,~LA I . *sh.* ~LA, ~LAT *zool.* Kaf-shë e vogël mishngrënëse e familjes së kunadhes, me trup të hollë e të shkathët, me qime të murrme pak si të kuqërreme sipër e të bardha në bark; nuselalë, bishtafurkë. *Lëkurë bukle.*
U ka hyrë bukla u ka ardhur njcriu që duhej dhe i ka kapur një e nga një në faj, ua ka zbuluar fa jet.

BtJKËL,~LA n • *sh.* ~LA, ~LAT. Tufë e trashë flokësh, e dredhur si kaçurrel.
BUKËLEPE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore, që rritet në fusha bregdetare, lulëzon gjatë dimrit dhe mund të përdoret për ushqim.
BUKËPËRMBYS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri bukëshkalë.
BUKËPJEKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ga-tuan e pjek bukë, furrtar. 2. *vjet.* Ai që piqte e Shiste bukë.
BUKËPLOTË *mb.* Që është i mbushur me kokrra; që e ka kokrrën të plotë; që ka thelb ose tul të plotë, që ka shumë bukë (për kokrrat e drithërave, të pemëve
etj.). *Kalli bukëplotë. Arrë (bajame, lajthi, kokërr) bukëplotë.*
BUKËQYQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kokërr e kuqe, që nxjerr si fryt përnari.
BUKËRRIME,~T *f.vet. sh.* Fundërrinat që mbeten nga shkrirja e dyllit.
BCKËS,~E *mb.* Që bën kokrra të rrumbullakëta e të mbushura; që ka shumë tul dhe bërthamë të vogël (për disa pemë). *Kajsi (zerdeli, kumbull) bukëse. Ulli bukës.*
BUKËSHEQERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ëmbël-sirë që bëhet me miell, me vezë e me sheqer, shtrohet në tepsi si bukë dhe piqet në furrë; revani.
BUKËSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Shitës në dy-qanin e bukës.
BUKËSHKALË *mb.* 1. Që nuk ia di të mirën tjetrit, që ia harron një tëmirë, mosmirënjohës. *Njeri bukëshkalë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Bukëshkalët e mosmirënjohësit.*
BUKËSHKELËS,~E *mb.* Bukëshkalë.
BUKËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Bukë-pjekës. 2. Bujk.
BUKËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Furrë ku piqej e shitej bukë.
BUKËVALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *gjtll.* Bukë e thërrmuar, e përvëluar me ujë të vale, me vaj ose me gjalpë dhe e përzier zakonisht me djathë; gatesë me miell misri të përzier me djathë, që përvë-lohet me gjalpë; vale, papare. *Bukë vale me djathë të njomë. E ushqente me bukë vale.*
2. *etnogr.* Ëmbëlsirë me kulaç të thërrmuar në ujë të vale, me gjalpë dhe me sheqer, që bëhej zakonisht në ditët e para pas lindjes së fëmijës. *Vajti me bu-këvale.*
3. *përd. mb.* I butë e i shkrifët. *Dhe (tokë) bukë-vale.*
BUKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Bukë e vogël, e rrumbullakët ose gjatoshe.
2. Hoje blete a grerëzash që Vjen si e rrumbullakët.
3. Pjesë e tultë e bërthamës së disa frutave si pje-shka, kajsia etj., fara brenda lëvozhgës, thelbi i kokrrës së arrës, të lajthisë, të bajames etj.
BUKËZI,~ZEZË *mb.* Që nuk të pret mirë në shtëpi, derëmbyllur; dorështrënguar; *kund.* bukëdhënës. *Njeri bukëzi. Shtëpi bukëzezë.*
BUKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Kashtë kënete me kërcell të mbushur e të butë, që përdoret për të mbuluar çatitë e kasolleve, për të bërë rrogoza etj.; kashtë frytje; lulja e kësaj kashte.
BUKJE *mb.* Që ka shumë tul, që është i mbushur e i fryrë, që e ka thelbin të plotë (për disa pemë, pe-rime etj.). *Qershi bukje. Kërpudhë bukje. Domate bukje. Arrë bukje. Kashtë bukje* kashtë frytje.
BUKLlDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kunji i shtizës së parmendës, otresh. *Buklidhë drwri (hekuri).*

BUKLORE *mb. poet.* E bukur, e hijshme si buklat (për Vajzat e nuset). *Vashat buklore.*BUKOHEM *vetv.* 1. Ha bukë. *U bukuan në shlëpi.*
2. *Pës. e* BUKOJ 3.
BUKOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ha bukë.
2. *fig.* Shkoj mirë me dike, bashkëpunoj e merrem vesh mirë me dike, Shtrohem në një sofër me dike, me hahet buka me të.
3. *kal.* I jap bukë dikujt, i përgatit e i shtroj mën-gjesin, drekën a darken; ushqej, mëkoj, koj (fëmijët). *Bukoj fëmijën.*
BCKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që e ka kallirin të plotë e të mbushur, që ka bukë. *Grurë i bukshëm.*
2. *fig.* I vlefshëm, i dobishëm, frytdhënës. *Punë " bukshme. Mbledhje e bukshme.*
BUKTHI *ndajf.* Luaj bukthi: luaj së bashku me disa fëmijë që ulen rreth, ndërsa njëri vjen përqark me një shami në dorë, ia hedh dikujt në prehër e ky duhet ta ndjekë e ta arrijë para se ai të ulet në vendin e Vet.
BUKUR,~I (I) *m. sh.* ~, ~IT (t8). Djalë a burrë i bukur.
• I bukuri i unazës (i dorës) *bised.* gishti i katërt i dorës, gishti i unazës. Është i bukuri (i miri, i zgjuari, trim!) i dheut *shift te* DHE,~U. I Bukuri i Dhe-u *"t folk,* figure e përrallave popullore shqiptare, që përfytyrohej si një djalë shumë i bukur, i mirë dhe i dashur.
BUKUR,~A (e) . *sh.* ~A, —AT (të). 1. *vet. nj. filoz.* Veti objektive e sendeve dhe e dukurive, që janë të zhvilluara në mënyrë të harmonishme e të për-kryera në llojin e tyre, që u përgjigjen idealeve tona socialiste e pikëpamjeve estetike përparimtare dhe që të japin kënaqësi e të bëjnë t'i admirosh; të qenët i bukur, bukuria; *kund.* e shëmtuara. *E bukura dhe e shëmtuara. E bukura dhe e dobishmja. Ndjenja e së bukurës. Ligjet e së bukurës. Njohja e së bukurës.*
2. *vet. sh. euf.* Grykët.
• E Bukura e D h e u t a) *folk,* figure e përrallave popullore shqiptare, që përfytyrohej si një vajzë shumë e bukur, e mirë dhe e dashur; b) *zool. shih* PIKËLORE,~JA 1. E Bukura e Jetës rI,. e Bukura e Dheut.
BUKUR (i, e) *mb.* 1. Që ka tipare të rregullta, vija a lëvizje të harmonishme, gërshetim të këndshëm ngjy-rash e tjngujsh, brendi të shëndoshë e tërheqëse etj. dhe që me këto të jep kënaqësi e të bën ta admi-roSh; që është i përkryer në llojin e vet; që përputhet plotësisht me kërkesat e me shijet estetike të pranuara nga shoqëria socialiste e përparimtare; i hijshëm; *kund.* i shëmtuar. *Vajzë (grua) e bukur. Djalë i bukur. Me fytyrë (sy, ballë, trup, shtat) të bukur. Kale (zog) i bukur. Lule e bukur. Natyrë (pamje, ngjyrë) e bukur. Liqen i bukur. Qytet (fshat) i bukur. Shtëpi e bukur. Artet e bukura. Pikturë (skulpturë) e bukur. Shkrim i bukur. Rroba (këpucë) të bukura. Këngë (muzikë) e bukur. Libër i bukur. Zë i bukur. Shfaqje e bukur. Lojë e bukur. sport. Enter i bukur. I bukur si yll (si drita).*
2. Që shquhet e çmohet për përmbajtjen e lartë; qëvlerësohet e pëlqehet shumë për vetitë e mira morale, për ndjenjat, për karakterin etj.; i mbushur me ngjarje e veprimtari që sjellin mirëqenie, gëzim e lumturi. *Sjellje e bukur. Zakone (virtyte) të bukura. Traditë e bukur. Jetë e bukur. E ardhmja e bukur. Lajm i bukur.*
3. I dobishëm, i vlefshëm; që ecën e zhvillohet ashtu siç duhet, i mirë, i mbarë; shumë I përshtatshëm. *Punë e*

*bukur. Shëndet i bukur. Rast i bukur. Ka një lojë të bukur. shah.*
4. I kthjellët, pa re, pa shi, pa shtrëngatë, pa dallg4 e pa erë. *Ditë (natë) e bukur. Mot (mëngjes) i bukur. Kohë e bukur. Det i bukur.*
5. *bised., iron.* I keq, i pakëndshëm, i shëmtuar, i padobishëm, i pavlefshëm (përdoret para ose pas një emri, me kuptim të kundërt nga ai që ka zakonisht kjo fjalë). *Të bukur punë që paska bërë! Të bukur fjalë që paska thënë! Të bukur shok që paska I Të bukur lojë që bënë!*
• për sytë e bukor *të dikujt iron, shih te* SY, ~RI. Lëpjetë e bukur *bot. shih te* LËPJETË, ~A. Zonjë e bukur *bot. shih te* ZONJË,~A.
BUKUR *ndajf.* 1. Në mënyrë të bukur. *Mirë e bukur. Vishet bukur. I rri bukur. Kërcen (luan) bukur. Shkruan (vizaton) bukur. Këndon bukur. I bie bukur (një vegle muzikore). Tingëllon bukur. Flet (lexon) bukur.*
2. Shumë mirë, ashtu Si duhet. *Ia punoi bukur.*
3. *bised., iron.* Shumë keq, jo ashtu Si duhet (përdoret me kuptim të kundërt nga ai që ka zakonisht kjo fjalë). *Bukur, besa!*
4. *bised.* Shumë, rajaft. *Bukur i madh. Bukur i lartë. Bukur mirë. Bukur larg. Bukur thellë. Bukur vonë.*
• Mirë e bukur *shih te* MIRË. Bukur për dhëndër!
*ur.* i gëzofsh! të ndenjshin bukur edhe për dhëndëri! (i thuhet një të riu kur vesh rroba a këpucë të reja).
BUKURAN,~E *përk.* I bukur, i pashëm. *Vajzë bukurane.*
BUKURAZI *ndajf. shih* BUKUR 2.
BUKURE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Xixëllonjë. *V zhduk si bukureja* iku Shpejt.
BUKUREZË,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Xixëllonjë.
BUKURl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Të qenët i bukur, vetia e asaj që është e bukur; e bukura. *Bukuria në jetë e në natyrë. Bukuria vetë.*
2. Tërësia e anëve dhe e tipareve të bukura që ka një njeri, një send etj., të cilat të tërheqin e të ngjallin kënaqësi; pamja e jashtme e bukur ose cilësitë e brendshme, shpirtërore e morale të bukura. *Bukuri tru-pore (fizike). Bukuri shpirtërore (morale). Me bukuri të rrallë. Bukuria e fytyrës. Bukuria e bregdetit (e det it, e maleve tona, e pranverës). Bukuria e luleve. Yll nga bukuria. Humbi bukurinë. Ia shton bukurinë.*
3. *kryes. sh.* Gjë e bukur, ajo që është e bukur; anët e bukura, pamjet tërheqëse të një vendi. *Bukuritë e natyrës. Bukuritë e atdheut (e vendlindjes).*
4. *bised., iron.* E keqja më e madhe (përdoret me kuptim të kundërt nga ai që ka zakonisht kjo fjalë). *Bukuria ishte se...*
5. *poet.* Qenie shumë e bukur, ai ose ajo që shquhet për bukuri trupore dhe për veti të larta shpirtërore.
*it për* bukuri shumë mirë, fare bukur.
BUKURI *ndajf. bised.* 1. Shumë mirë, bukur, mre-kulli. *Foli bukuri. Punët shkojnë bukuri.* 2. *përd.pasth.* Mrekulli, shumë mirë.
BUKUROSH,~E *mb.* 1. *përk., poet.* I bukur, i hijshëm, i pashëm.2. *iron.* Që nuk vlen për asgjë, i zbrazët; i pakënd-shëm, i papëlqyeshëm.
3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Bishtatundës.
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbierarit (për nje-rëzit).
BUKURSHKRlM,~I *m.* 1. Mënyrë shkrimi e bukur, e rregullt dhe e qartë; shkrim i bukur. *Shkruaj me bukurshkrim.*
2. Lëndë mësimore në shkollë, në orët e së cilës nxënësit mësojnë të shkruajnë bukur. *Fletore bukur-shkrimi. Ora e bukurshkrimit. Mësuesi i bukurshkrimit.*
BUKURSHQIPTIM,~I *m. gjuh.* Shqiptimi i bukur e i qartë i tingujve dhe i fjalëve.
BUKURTTNGËLLIM,~I *m. gjuh.* Tingëllim i bukur e i pëlqyeshëm i fjalëve ose i fjalive, për shkak të tingujve a të fjalëve që i përbëjnë.
BUKURTINGËLLCES,~E *mb. gjuh.* 1. Që hyn ndërmjet dy tingujsh për të krijuar një shqiptim të lehtë e të bukur (për tingujt).
2. Që është i bukur e i pëlqyeshëm (për shqiptimin e tingujve). *Shqiptim bukurtingëllues.*
BUKURZANI,~A . *gjuh.* Bukurtingëllim.
BUKURZANOR,~E *mb. gjuh.* Bukurtingëllues. *Tingull bukurzanor.*
BULARËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Kunj hekuri i shkurtër dhe i hollë, që e përdorin argjendarët për të rrahur paftat e arit në gropëzat e një pllake e për t'u dhënë kështu atyre trajtë gjysmëkupëze.
BULAS *kal.,* ~A, ~UR. Shartoj (për ullinjtë).
BULB,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Pjesë e trashur e kërcellit të disa bimëve barishtore në trajtën e ko-kës së qepës e me fletë të tulta. *Bulbi i qepës. Bulbi i zambakut. Gjethet e bulbit.*
2. *anat.* Pjesë e zgjeruar në trajtë qepujke e disa indeve ose e disa organeve, qepore. *Bulbi i trurit. Bulbi* i *flokut. Bulbi i p endive. Bulbet e ball it. Bulbi i syrit* kokërdhoku.
3. Pjesa e fryrë e termometrit, që mban zhivën.
BULBE *mb.* Dardhë bulbe: dardhë që i ka kokrrat të mëdha, të tulta e të zgjatura.
BULBËRf,~A . Begati, bollëk, shumicë; pasuri.
BULBËRON *jokal,* ~OI, ~UAR. 1. Del me
shumicë, shpërthen; vjen në Sasi të madhe. *Bulbëroi pylli. Bulbëruan gjethet.*
2. Gumëzhin, buis, gëlon. *Bulbërojnë fëmijët.*
BULBËRT (i, e) *mb.* I shumtë, i bollshëm, i begat-shëm; që vjen me shumicë.
BULBOR,~E *mb.* 1. *bot.* Që ka bulb. *Bimë bul-bore.*
*2. anat.* Që ka të bëjë me bulbin, që lidhet me bulbin, i bulbit; që ka trajtën e bulbit, qepor. *Nervi bulbor. Qendra bulbore. Paralizë bulbore. Pjesa bul-bore e nervit.*
BULÇI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Pjesa e butë e faqes së njeriut që nga mollëza deri te nofulla e poshtme; ana e brendshme e faqes që nga buza deri te veshi. *Fryj (mbush) bulçitë.*
2. *bised.* Aq ushqim sa merr një anë e gojës. *Një bulçi bukë (ujë).*
BULÇIM,~I m. Vapë e madhe e mbytëse; ufëm, zagushi, zabullimë.
BULDOZER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Traktor me një thikë të gjerë e të forte përpara, që shërben për të gërryer, për të sheshuar ose për të shtyrë dheun.
BULDOZERlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon me buldozer, ai që nget buldozerin.
BULETIN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Njoftim i shkurtër zyrtar për një ngjarje, për një çështje-a një punë, që ka rëndësi shtetërore a shoqërore; kumtim i përmbledhur rreth diçkaje të rëndësishme; fletë a broshurë që përmban një njoftim të tillë a disa kum-time të tilla ose udhëzime për çështje me rëndësi dhe që u drejtohet lexuesve të caktuar. *Buletin shëndetësor (meteorologjik). Buletin ditor.*

*Buletinet e luftës. Bu-letini i lajmeve. Buletin i Komitetit Qendror. Buletin për përdorim të brendshëm.*

2. Botim periodik, që nxjerr zakonisht një insti-tucion shkencor a një institucion tjetër, ku përmbli-dhen studimet kryesore të kryera në fushën përkatëse; përmbledhje periodike studimesh. *Buletin shkencor ( bibliografik). Buletin për shkencat shoqërore (për shkencat e natyrës, për shkencat mjekësore). Buletin i Institutit të Shkencave. Redaksia e buletinit. Botoj në buletin.*

3. *vjet.* Fletë votimi. *Buletin i pavlefshëm. Buletin i bardhë* fletë votimi e paplotësuar. *Numëroj buletinet.*

BULEVARD,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Rrugë e gjerë, e shtruar e me këmbësore, zakonisht me drurë anash a në mes, që përshkon pjesën qendrore ose lag jet kryesore të qyteteve të mëdha; shëtitore. *Bu-levardi i madh. Bulevardi v,Dëshmorët e Kombit". Shë-tit në bulevard. Bredh bulevardeve. keq.* bredh rrugëve.

2. *keq.* Diçka që u përshtatet shijeve të këqija mi-kroborgjeze e borgjeze; diçka e përciptë, e ulët e pa vlerë (përdoret si përcaktues pranë një emri tjetër). *Gazetë bulevardi. Letërsi bulevardi. Shoqëri bulevar-desh.*

•*k* la bëri bulevard *libr.* ia paraqiti diçka si shumë të lehtë për t'u kryer, ia bëti shesh me lule.

BULË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot., zool.* Syth bimësh, mugull; syth që del te disa qenie, prej të cilit zhvillohet qenia e re. *Bulat e qershisë (e kumbullës, e plepit). Bulat e hidrës. Çelën bulat.*

*2.* Pike (uji, shiu, djerse, loti etj.). *Bulë uji (vese, qumështi, gjaku). S?ka asnjë bulë.*

3. FlluSkë e vogël. *Bulë ajri. Bulë oksigjeni (hidro-gjeni).*

*4. anat.* Pjesë e tultë, e butë dhe e rrumbullakët e ndonjë organi të trupit. *Bula e veshit* pjesa e butë në fund të veshëve, ku varen vathët. *Bula e gishtit* mollëza e gishtit.

5. Lungë e rrumbullakët dhe e fryrë; puçërr e madhe. *ka dale një bulë.*

6. Pjesë e disa frutave, të ciiët ndahen në disa cope të veçanta e të shkëputura; thelb. *Bulë shege. Bulë arre* thelb arre.

• Është bulë e flori është shumë i dobishëm, S'ka të çmuar (për shiun kur bie në kohën e duhur).

BULËVESHË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Verzat e peshkut.BULËZ,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog. e* BULË,

—-A. *Bulëz uji (vese, djerse). Bulëz peme. Bulëza e gishtit. Bulëz shege.*

2. *shih* CELULË,~A3.

BULËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BULËZON, BULËZOHET.

*Bulëzimi i fares. Bulëzimi i pemëve. Kushte të mira bulëzimi.*

2. *fig.* Shpërthim, nisje e diçkaje të re. BULËZOHET *veiv.* 1. *shih* BULËZON 1.2. 2. *Pës. e* BULËZON 3.

BULËZON *jokal,* ~OI, ~UAR. I. Lëshon sytha, mugullon; fillon të dale, fillon të mbijë. *Bulëzojnë drurët. Bulëzoi patatja. Bulëzoi gjethi.*

*2.* Del pika-pika; nxjerr bula, lëshon bulëza, bulon. *Bulëzon djersa.*

3. *kal. bujq.* E 16 të nxjerrë sytha, e bën të nxjerrë bula.

BULGË,~A. *sh.* ~A, ~AT *krahin., vjet.* Gjerdek.

BULI,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bot.* Lloj vidhi deri tridhjetë metra i lartë, me kurorë të gjerë e me degë të varura, me gjethe të rrumbullakëta e të dhëmbëzuara, që rritet zakonisht në fusha e në toka të lagëta bregdetare.

BULIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* BULËZIM,~I.

BULIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin. shih* BU-

CELË,~A,.

BULKTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Kandërr Si karkalec i Vogël, me krahë të errët, që rron zakonisht në vrimat e dheut a të mureve të vjetra dhe që natën nxjerr një zë si të gjinkallës. *Bulkth note. Kënga e bulkthit.*

BULMET,~I *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Qumështi dhe prodhimet që nxirren nga përpunimi i tij (djathi, gjalpi, gjiza, kosi etj.). *Dyqan (punishte) bulmeti. Enët e bulmetit.*

2. *fig.* Fryt, dobi, gjë e dobishme, përfundim i mirë, bereqet, bukë. *Muhabet pa bulmet.*

*if* Bulmet hudhrash *iron, shih le* HUDHËR,~RA. Ai stan atë bulmet ka *mospërj. shih te* STAN,~I.

BULMETEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Ha pak, sa vë ne gojë diçka; burbuletem.

BULMETOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me përpunimin e bulmetit në punishtet e qumështit.

BULMETOR,~E *mb. 1.* Që përpunon a shet bulmet; që ka të bëjë me bulmetin. *Njësi bulmetore. 2. shih* BULMETSHËM (i), ~ME (e),.

BULMETORE,~JA 1 *sh.* ~E, ~ET. 1. Dyqan bulmeti. *Bulmetorja e lagjes.*

2. *yjet.* Punishte për përpunimin e qumështit, pu-nishte bulmeti.

BULMETORE,~JA H • *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* BULMETOR,~I.

BULMETSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që jep

shumë qumësht, qumështore (për lopët, delet, dhitë etj,). *Lopë (dele) e bulmetshme.*

*2.* Që është bërë me shumë bulmet; i yndyrshëm. *Qumeshtor i bulmetshëm.*

3. *fig. bised.* Që sjell fryt e dobi, frytdhënës, i be-reqetshëm. *Punë e bulmetshme.*

BULMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I hedh gjellës bulmet (gjalpë, gjize etj.); e bëj më të yndyrshëm, melmej.

BULON,~I *m. sh.* ~A, ~AT *tek.* Bosht i vogël metalik, me një kokë dhe me disa vjaska ku vidhoset dadoja a kundërvidha, i cili Shërben për tëmbërthyer fort pjesë të ndryshme. *Bulon shtrëngues. Fabrika e gozhdëve dhe e bulonave. Shtrëngoj (liroj) bulonin.*

BULON *jokal,* ~OI, ~UAR. *1. shih* BULËZON. *Bulojnë drurët (petnët). Bulon djersa.*

*2.* Nxjerr flluska të vogla, del flluska-flluSka. *Po bulon qumështi.*

3. *fig.* Nxjerr krye, sapo del; shpërthen.

BULURIMË,~A *sh.* ~A, ~AT. Pëllitje, ulë-rimë (për disa kafshë si kau etj.); buçitje, uturimë. *Bulurima e qeve.*

BULURIN *jokal.,* ~U, ~RË. Buluron. BULURIT *jokal.,* ~I, ~UR. Buluron.

BULURON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Pellet, ulërin; bërlyket (për disa kafshë si kau etj.); buçet, uturin (për mjete e sende që bëjnë zhurmë ose që kumbojnë). *Buluron demi. Buluron gryka e malit. Bulurojnë valet e detit. Buluron autobusi. Buluroi topi.*

BULLAFIQ,~E *mb.* 1. Që është i shëndoshë nga trupi e i fryrë në fytyrë; i fryrë e jo i hijshëm; *kund. i* hajthëm. *Fëmijë bullafiq. Me fytyrë bullafiqe.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

BULLAFIQ *kal,* ~A, ~UR. Fryj, bëj bullafiq.

BULLAFlQEM *vetv.* Fryhem, bëhem bullafiq.

BULLAMAC,~I *m. krahin.* 1. Qull. *U be si bu-llamaç.*

*2.* Ushqim për kafshët a për shpendët, që bëhet me miell, me krunde, me copa bukësh e me ujë ose me miell misri të përvëluar me ujë. *U hedh bullamaç zogjve.*
*3.përd.mb.* I qullët. *Bukë bullamaç.*
BULLAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool* Gjarpër johelmues, me trup të trashë e të gjatë rreth një meter, mjaft i ngathët ne lëvizje, që ushqehet me kërmij, minj, zogj etj. *Rri si bullari në diell.*
2. *fig. keq.* Djalë a burrë trashaluq ose i ngathët.
BULLARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *keq.* Vajzë a grua trashaluqe dhe e ngathët.
BULLEDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. *1. bot.* Kërpudhë e madhe në trajtën e thundrës së kalit, që rritet në trung të drurëve dhe që përdoret për të bërë eshke; kërpudhë eshke.
2. *fig. mospërf.* Grua e trashë e bullafiqe.
BULLETËR,~RA . 1. Uthull e forte.
2. *përd. mb.* Shumë i thartë. *Kumbull bulletër. Kos bulletër. Narden bulletër.*
BULLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. *etnogr.* Grua që zbukuronte e stoliste nusen e re kur martohej dhe e përcillte atë deri në shtëpinë e burrit.
2. Grua myslimane.
BULLËNDËR,~RA . 1. Ujë i ngrohtë me kripepër të larë këmbët pas një udhëtimi të lodhshëm. *Vuri këmbët në bullëndër.*
2. Llumi i vajit që mbetet në fund të enës, llurbë; lëng i trashë e i papastër; mbeturinë, fundërri. *Bullëndër vaji. Bullëndra e enëve. Bullëndra e finjës. Bullëndër mielli.*
3. *fig. keq.* Llum, fundërri.
BULLGAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Bullgarisë ose ai që e ka prejardhjen nga Bullgaria.
BULLGAR,~E *mb.* Që ka të bëjë me Bullgarinë ose me bullgarët, që është karakteristik për Bullga~ rinë ose për bullgarët, i Bullgarisë ose i bullgarëve; që është krijuar nga bullgarët. *Populli bullgar. Miser bullgar* lloj misri kokërrbardhë. *Gjuha bullgare. Ve-shje popullore bullgare.*
BULLGARl,~A . *sh.* ~, ~TË. Vegël muzikorc me katër tela, që i ngjan lahutës. *binte bullgarisë.*
BULLGARlSHT *ndajf.* Në gjuhën bullgare. *Flet bullgarisht.*
BULLGARlSHTE,~JA . Gjuha bullgare.
BULLUBRESHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mospërf.* Grua e shëmtuar, që është veshur në mënyrë tepër të stërholluar dhe është stolisur jashtë mase.
BULLUNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Xhungë në trup a në kokë, që është shkaktuar nga ndonjë goditje ose nga ndonjë Sëmundje. *lu be një bullun-gë.*
2. Gungë në trung të drurëve ose në enë prej me-tali. *Bullunga e lisit. Kazan me bullunga.*
BULLUR,~I *m. krahin.* E keqe, barrë e padëshiruar, bela, taksirat. *Me zuri bulluri.*
BULLUT,~I *m.* Raki e butë dhe e keqe, rakia e fundit që del nga kazani, fundi i kazanit; *kund.* ball! i kazanit.
BUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *ek.* Rritje e menjë-hershme dhe e përkohshme e prodhimit nfi Vendet kapitaliste, që bëhet në mënyrë jo të natyrshme e me spekullime të shumëllojshme, me qëllim që të përballohet kriza ekonomike. *Bumi ekonontik. Bumi ushtarak. Bumi i industrisë së automobilave. Periudha e bumit.*
BUM *onomat.* 1. Përdoret për të shënuar zhurmën që del kur godasim një daulle a diçka tjetër, krismën e një arme të rëndë, përplasjen e forte të një trupi etj.; bam.
2. *përd. kallëzues.* Shënon në fjali veprimin e një goditjeje a të një përplasjeje me zhurmë të mbytur.
3. *përd. kallëzues.* Shënon një veprim që kryhet papandehur (kur dikush vjen papritur, kur diçka shfaqet befas etj.). *Kur bum! në dhomë ai.*
4. *përd. ndajf.* Befas, papritur; drejtpërdrejt, cope. *la tha bum. Me erdhi bum. la zuri derën bum.*
5. *si pj.* Përdoret si fjalë nxitëse. •*k* Bam e bum *shih te* BAM.
BUMBAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Gjellë që bëhet më të brendshmet e bagëtive: zorrë të mbushura me mëlçi, erëza etj. e të pjekura në hell a në funë ose plëndës i mbushur me oriz, me copëza mëlçish e me rrush të thatë; kukurec, qofte me oriz.
BUMBESKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Syth i fryrë bime që sapo çel; burbuqe, gonxhe.
BUMBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bumbesk8.
BUMBËZOHET *vetv.* Mbushet me sytha e me burbuqe; lëshon bumbeska, bulëzon. *Bumbëzohen bimët (drurët, pemët, Met).*
BUMBËZON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Nxjerr Sytha të rinj, bulëzon; bumbëzohet. *Bumbëzoi kumbulla (bajamja, trëndafili).*
BUMBON *jokal,* ~OI, ~UAR. 1. Bumbëzon. 2. Shpërthen, del me force; buron, gufon (për ujin). *Bumbojnë krojet.*
BUMERANG,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shkop i trashë, i përkulur e me majë, q4 kur hidhet me force, dredhon në ajër dhe kthehet përsëri tek ai që e ka hedhur (përdoret si armë nga fiset australiane dhe nga disa fise të tjera indianësh). *Goditi me bumerang. Kthehet prapa si bumerang.*
*2. fig.* Goditje që jep dikush dhe e pëson vetë, fjalë ose vepër, e cila kthehet kundër atij që e thotë a që e bën. *U kthye në bumerang.*
BUN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Kasolle e vogël, e mbuluar me dërrasa e me gjethe, që ngrenë barinjtë në stanet ku bjeshkojnë, tëbanë; vatha e dhenve në bjeshkë; shtëpi e ulët e ndërtuar me gurë të palidhur me gëlqere.
2. Fole kandrraSh. *Buni i mizave të dheut. Bun grethi.*
BUNACË,~A . 1. *del.* Det fare i qetë para ose pas stuhisë; gjendje qetësie e detit, pa erë e pa lëvizje të ujit; *kund.* burë. *Det me bunacë. Fillon bunaca. Bie deti në bunacë.*
2. Ujë i ndenjur, ujë amull; ligatinë. *Bunacë e keqe. Tokë bunacë.*
3. Errësirë e madhe natën ose kur koha është e vrenjtur; errësirë brenda në një pyll shumë të dendur etj. *Bunaca e nates. Bunaca e pyllit. Ra bunaca.*
4. *fig.* Qetësi, kohë pa trazime; amulli. *Caste bunacë.*
5. *përd. mb.* Shumë i errët, i zi sterrë. *Qiell bunacë. Nate bunacë.*
• U be bunacë a) iu rrit barku nga barra (për grate); b) u fry, u be kacek nga të ngrënët.
BUNAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. *shih* PUS,~I,. *Ujë bunari. Hapi një bunar.*
*2.* Krua, burim; pellg që formohet nga grumbullimi i ujit të rr jedhshëm. *Bunar i ftohtë. Bunar për ujitje.*
*k* Sikur ra.në bunar pa lënë asnjë gjurmë, sikur ra në pus (kur dikush zhduket papritur).
BCNDË,~A . 1. Erë e forte me lagështirë.

2. Të ftohtët që merr njeriu kur jeton e punon në një mjedis me lagështirë; rrufë e keqe.
3. Sëmundje si pajaga, që u bie disa bimëve kur ka tepër lagështirë.
BUNG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET dhe BUNGË,
~A i . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lloj dushku tridhjetë-dyzet metra i lartë, me trung të trashë, me kurorë të ijerë e të çrregullt, me lëkurë të murrme e me gjethe vezake, që nxjerr tri deri shtatë lende së bashku në një bisht. *Bunga e butë. Lende bungu. Dërrasë bungu. Pyll bungjesh.*
BUNCAJË,~A . *sh.* ~A. ~AT. 1. Pyll me bun-gje. *Bungajë e dendur.*
*2. fig.* Punë e ngatërruar dhe e errët, çështje që është Vështirë të zgjidhet. *Hynë në bungajë.*BUNGË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* XHUNGË,~A. *Bungë druri (ulliri). Bungat e qafës. Dru me bunga.*
2. *fig.* Lëmsh, kornb, nyje që të bëhet në fyt a në zemër nga hidhërimi, nga vuajtjet etj. *Ka (iu be) një bungë. M'u mblodh bungë.*
BUNGËBUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lloj bungu njëzet-tridhjetë metra i lartë, me lëkurë të pla-saritur e me push, me gjethe vezake dhe me lende më të vogla se të bungut, që kur bien, e lënë kësulën në degë; bungë e butë. *Dru bungëbute. Lendet e bungë-butës. Pyll bungëbute.*
BUNGËKEQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj bungu, që i ka gjethet të hidhura.
BUNGËKUQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bung, që i ka degëzat e reja të kuqërreme; qarr i kuq.
BUNGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *bot.* Shpardh.
BUNGËLESHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* *shih* BUNGËBUTË,~A. BUNGISHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. BungajS.
BUNISHTË,~A *sh.* ~A, ~AT. Stan në bjeshkë, ku janë ngritur bunet e barinjve gjatë shtegtimit të bagëtisë.
BUNKER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *usht.* Strehim i posaçëm, zakonisht i futur përgjysmë në tokë, me mure të trasha betoni e me frëngji, që shërben si pike zjarri. *Bunker i fshehtë (i maskuar). Frëngjitë e bunker it. Qëllonte nga bunkeri.*
2. *tek.* Hambar i madh për minerale dhe për lëndë të tjera, i ndërtuar në një vend të ngritur dhe me një derë të Vogël në fund, për të lehtësuar ngarkimin e mjeteve të mbartjes; hambar i veçantë në disa makina, kii mblidhet lënda 4[ë] përpunohet. *Bunker qymyri. Bunker mineraleshi Bunkeri i çimentos. Bunkeri i kombajnës. Bunker ngarkimi.*
BUNJETË,~A *[lexo* bun-jetë] . *sh.* ~A, ~AT.
ufë kashte; një cope Vend me kashtë të pakorrur, që ka mbetur në mes të kënetës. *Ushezë në bunjetë.*
BUQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Doçe. *Rrasë e bug* loja e doçkës.
BUQ *ndajf. krahin.* Kot, në tym. *la futi buq.*
BUQAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Bujk; bujk që banonte në qytet, fushar. 2. Pronar tokash që banonte në qytet; pasanik. BUQE,~JA . Bype. *Cjapi (dashi) me buqe.*
BUQETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tufë lulesh të lidhura e të rregulluara bukur. *Buqetë lulesh (me Me). Buqetë trëndafilash. I dha një buqetë.*
BUQICË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Dry. *vuri buqicën. Mbyll me buqicë.*
BUQICË,~A II . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog i vogël sa një trumcak, me ngjyrë të blertë si në të hirtë, që e ndërton çerdhen si të dallëndyshes nëpër guva e shpella.
BUQME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Gajtan i hollë, që; përdoret për të stolisur petkat kombëtare, dredhëz.
BURANl,~A . *gjell.* Gjellë që bëhet me spinaq a me barishte të tjera të grira dhe me oriz. *Burani*
BU Tufë
*me spinaq (me presh, me qepë, me lakra). Burani me hudhra. Burani me kos. Mish me burani.*
BURBt?JË,~A . Zhurmë e madhe, bujë e madhe, gurgule. *Plasi burbuja.*
BURBULE,~JA . ~, ~TË *vjet.* Gjellë që kishte brenda edhe mish ose bulmet, gjellë e burbuletur; *kund.* kresfamore. *Kishte ngrënë burbule.*
BURBULEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Krimb që rritet nën lëkurën e disa kafshëve ose në ujd të ndenjur. *Kishte zënë burbulecë delja.*
BURBULET *kal.,* ~A, ~UR. 1. *vjet.* I prish kresh-mët dikujt, duke i dhënë mish ose bulmet.
2. *bised.* I jap të hajë pak a të provojë për here të parë një ushqim të mirë, pemë të stinës etj.; ia njom gojën me diçka të mirë.
BURBULETEM *vetv.* 1. *vjet.* Prish kreshmët, ha ushqime jokreshmore (mish e bulmet).
2. *bised.* Ha pak a për here të parë një ushqim të mirë, pemë të stinës etj.; provoj një ushqim; njom gojën me diçka të mirë. *U burbuletëm me qershi (me fiq). Sa u burbuletën (me diçka).*
BURBULETUR (i, e) *mb. vjet.* 1. Që ka brenda gjëra jokreshmore (mish a bulmet); *kund.* kreshmor. *Gjellë e burbuletur.*
2. *bised.* Që ka prishur kreshmët, që ka ngrën5 gjëra jokreshmore (mish a bulmet), që është burbuletur.
BURBULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *bot.* Shkurre deri dy metra e lartë, me gjethe vezake e me push, me lule të bardhëlleme, që bën kokrra të vogla e të rrum-bullakëta me ngjyrë të kuqe; ftua i egër. *Burbulli i butë. Kokrra burbulli.*
BURBUNJOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *krahin.* 1. *vet. veta III. shih* BURBUQET. *Burbunjoset plepi.*
2. Mblidhem e rrëgjohem nga të ftohtët, nga mun-dimi, nga ndonjë sëmundje etj. *U burbunjos e u be grusht.*
BURBUQE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Lule që s'ka çelur ende, sumbull luleje, gonxhe; syth i vogël i pa-çelur, prej nga del lulja, gjethja ose filizi i bimës. *Burbuqe trëndafili. Burbuqet e plepit. E bukur si bur-buqe. Çel (lëshon) burbuqe. Shpërthejnë burbuqet. I ka buzët si burbuqe.*
BURBUQET *vetv.,* ~ (u), ~UR. 1. Lëshon burbuqe; mugullon. *U burbuq hardhia. 2. fig.* Çelet e zbukurohet. *Burbuqet vajza.*
BURDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pëlhurë pambuku etj., e endur trashë, më të cilën bëjnë thasë, mbulesa të ndryshme për kafshët e barrës, këllëfë dyshekësh që mbushen zakonisht me bar etj.; thes i bërë me këtë lloj pëlhure.
BURË,--'A . *vet. nj. det.* Gjendje e trazuar e detit, kur fryn erë dhe ka dallgë e shkulm; det i keq; baticë; *kund.* bunacë. *Det në burë. Ka (bën) burë. I iku bura detit.*
BURG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Ndërtesë e posaçme dhe e ruajtur, ku mbahen ata që janë dënuar nga gjyqi me heqje të lirisë, vend ku mbahen të burgosurit. *Roje burgu. Qelitë e burgut. Regjim burgu. E futën në burg. Ra (përfundoi) në burg. U lirua (doli) nga burgu. Iku (u arratis) nga burgu.*2. *krahin.* Qilar ku ruhen ushqime e pije; haur bagëtish. *Burgu i verës (i vajit). Burgu i kuajve (i dhive, igjësësëgjallë).*

3. *shih* BURGIM,~I $_2$- *Burg i rëndë (i lehtë). I dënuar me burg. Një vit burg. Bëri burg. Shpëtoi nga burgu.*
4. *fig.* Vend ku jeta është e rend dhe e paduruesh-me për shkak të shtypjes e të terrorit, të mjerimit e të ndjekjeve. *Burg fashist. Burg popujsh.*
5. Errësirë e madhe, terr i madh. *U be (është) burg.*
*6.* Kodër e vogël shkëmbore e veçuar nga mali; majë shkëmbore e një mali, shkëmb i thepisur.
• lu be jeta burg iu be jeta e rëndë dhe e padu-rueshme, iu nxi jeta. la bëri udhea (rrugën) burg a) ia zuri dritën e s'e lë të shohë udhën; b) ia errësoi punën e s'e lë të kuptojë se si duhet të Veprojë, nga t'ia mbaje.
BURGËTOHEM *vetv.* 1. Mbyllem brenda në shtëpi për një kohë të gjatë.
2. *fig.* Me bëhet jeta burg, me bëhet jeta e padu-rueshme.
BURGËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Ia bëj jetën burg, ia bëj jetën të padurueshme.
BURGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi SipaS kuptimeve të foljeve BURGOJ, BURGOHEM.
2. Heqje e lirisë, si dënim që i jepet dikujt nga gjyqi për fajet që ka kryer. *dënuar me burgim.*
BURGOHEM *pës.* Burgosem. BURGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Burgos.
BURGOS *kal.,* ~A, ~UR. Fut në burg. *Fashistët e arrestuan dhe e burgosën.*
BURGOSEM. *Pës. e* BURGOS.
BURGOSUR (i, e) *mb.* Që është futur dhe mbahet në burg.
BURGOSUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që
është futur dhe mbahet në burg. *burgosur politik.*
BURGJI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *shih* VIDHË,~A.
2. Pjesë e disa veglave të ndryshme, që ka trajtën e vidhes dhe që shërben për të lëvizur diçka, për të kurdisur etj. *Burgjia e llambës me vajguri. Burgjia e sahatit. Dredh burgjinë.*
3. *krahin.* Turjelë e vogël, që përdoret për të hapur vrima, për të nxjerrë tapat e shisheve etj.
• Ia gjeti burgjitë (vidhat, burmat) *shih te* VIDHË, ~A. Ia liroi burgjitë (vidhat) *dikujt shih te* LIROJ. I janë liruar (i kanë luajtur) burgjitë (burmat, vidhat) *dikujt shih te* VIDHË,~A. Ia shtrëngoi burgjitë (vidhat) *dikujt shih te* SHTRËNGOJ. Ka luajtur nga burgjitë (nga vidhat) *shih te* VIDHË,~A. I shka-në burgjitë (vidhat) *dikujt shih te* SHKAS. Ka një burgji (vidhë) mangut *shih te* VIDHË,~A.
BURI,~A i . *sh.* ~, ~TË. *shih* BORI,~A.
BURf,~A ii . Sasi e madhe, shumicë, mori, mbushullim. *Buri pemësh. Buri kafshësh. Ka me buri.*
BURI,~A in . *sh.* ~, ~TË. Bucëlë uji. *Buri druri.*
BURIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ujë që del vet
nga thellësia në sipërfaqe të tokës, gurrë; vendi ku del ky ujë. *Burim i kulluar (i ftohtë). Burim i nxehtë (tertnal, mineral). Burimi i fskat it. Ujë burimi. Vend (mal) me burime. Burimin e mirë e ke edhe në tha-tësirë. fj.u.*
2. Vendi ku zë fill një vijë uji, një përrua a një lumë; amë. *Burimi i lumit (i një përroi). Burimi i Drinit (i Shkumbinit...). Ç'ujë ka lumi në burim atë ka edhe në grykë. fj. u.*
3. Vend ku nxirret një lëndë e parë si nafta, bitumi, gazi ose ndonjë lëndë tjetër; Vendburim. *Burim nafte (gazi).*
*4.* Fusha, lënda a sendi nga nxirret diçka e ne-vojshme për jetën; ajo që shërben si bazë për të nxjerrë diçka tjetër të dobishme. *Burime natyrore. Burim lëndësh të para. Burim ushqimesh. Burim të ardhurash. Burim jetese. Burim begatie.*
5. Lëndë ose send që lëshon nxehtësi, dritë, rreze, energji etj.; vatër që rrezaton dritë, jep nxehtësi etj. *Burim ushqyes. Burim nxehtësie (ngrohtësie). Burim drite (rrezatimi).*
*6.* Njeri a zyrë që jep një lajm, një njoftim a një të dhënë tjetër; ai, nga i cili ka dale një e dhënë. *Burim zyrtar. Burime diplomat ike. Burime të sigurta (të rëndësishme). Burim i brendshëm (i jashtëm). Burime të huaja.*
7. *kryes. sh.* Dokumente origjinale, letra, rela-cione, mbishkrime etj., nga nxirren të dhëna për të bërë studime të caktuara. *Burime historike. Burime gojore (të shkruara). Burime arkivore (dokumentare). Burime vendëse (të huaja). Burime ant ike (mesjetare). Burimet shqiptare. Burimet osmane.*
8. Pikënisja, zanafilla e diçkaje; baza për lindjen e diçkaje; prejardhja e diçkaje. *Burimi* i *një fjale. Burim mikrobesh (sëmundjesh).*
9. *fig.* Shkaku a shtysa që sjell diçka, sendi a du" kuria që ngjall a që nxit një ndjenjë, që sjell një pa-sojë etj. *Burim force (frymëzimi, kënaqësie, gëzimi). Burim luftërash. Burim të këqijash.*
10. *përd. ndajf.* Çurg, rrëke. *shkonte gjaku (djersa) burim. I vinin lotët burim.*
*ie* Bëhet burim (i pashtersoëm) prodhon a jep shumë e vazhdimisht. Është burim i pashtershëm a) di shumë, ka njohuri e dije të gjera për shumë çështje a për shumë fusha; b) ka paSuri të madhe, është shumë i pasur, s'i mbarojnë kurrë mjetet e mundësitë. I ka burimet të thella a) nuk dihet se cili është shkaku i diçkaje, është shumë vështirë ta gjesh shkakun a fillin e diçkaje; b) është shumë vështirë ta gjesh se kush e përkrah a kush e nxit dike, se ku mbështetet e ku e ka fuqinë. Ka pirë ujë në shumë burime (kroje) *shih tek* UJË,~I.
BURIMOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me dokumente të shkruara, të cilat shërbejnë si material bazë për kërkime e studime shkencore të caktuara; që shërben si burim të dhënash të ndryshme. *Të dhëna (njoftime) burimore. Material burimor.*
*2.* Që ka shërbyer si burim a si pikënisje për diçka, fillestar; që është prejardhja e diçkaje. *Trajtë burimore (e një fjale). Gjuhë burimore.*
BURISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me burime të vogla uji; vend që mban ujë, tokë e lagët, ligatë.
BURIZAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* BORIZAN, ~I.BURMË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vidhë e Vogël. *Koka e burntës. Mbërthej me bwrmë.*
*2. shih* BURGJI,~A *%. Burma e sahatit.*
*if* I janë liruar (i kanë luajtnr) burmat (vidhat, bur-gjitë) *dikujt shih te* VIDHË,~A. la di (ia njoh) burmat (vidhat) *dikujt* ia gjej pikën ku mund të kapem, ia gjej vendin dikujt ku duhet të kapem për të zbërthyer diçka etj. Ia gjeti burmat (vidhat, burgjitë) *shih te* VIDHË,~A.
BURMË,~A H . *sh.* ~A, ~AT. Fik i rreshkur, rrekë. *Një varg me burma. Është bërë burmë.*
BURMË,~A in . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gropëz në mjekër a në faqe, qukë. *Burmat e faqeve. Burma e\ mjekrës. Burmat e fëmijërisë. I bëhen burma kur qesh.*
2. Gropëz a vrimë e vogël, që mban diçka (Si bu-b&a e pushkës, kupëza e lules etj.). *Burma e pushkës.*
BURMOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Mbërthej a shtrëngoj me burmë; vidhos.

[1] BURNOT,~I *m.* 1. Duhan i thatë e i shkoqur si pluhur, që e thithin me hundë për të nxitur teshtitjen. *Kftti burnoti. Erë burnot. Thith (heq, nuhat) burnot.*
2. *përd. mb. fig- keq.* Që s'ka asnjë vlerë, që nuk shërben për asgjë; që s'di asgjë, i pazhvilluar nga mendja. *Ishtë burnot fare.*
• E be) burnot *diçka* e copëtoj diçka në grimca të vogla, e bëj pluhur; e prish diçka, e shkatërroj fare.
BUROKRACl,~A. 1. Sistem qeverisjeje në ren-det shoqerore të tipit shfrytëzues, ku klasat sunduese drejtojnë me anë të një aparati të fryrë e policor funksionarësh të lartë e nëpunësish, që janë të shkë-putur nga populli, e vënë veten mbi popullin, nuk e dëgjojnë zërin e tij dhe veprojnë në kundërshtim me interesat jetësore të masave të.gjera punonjëse. *Bu-rokracia dhe ieknokracia. Lufta kundër burokracisë.*
2. *përmb.* Tërësia e nëpunësve që bëjnë pjesë në aparatin burokratik të një shteti borgjez a revizionist; burokratët.
3. *bised. sh.* ~, ~TË dhe ~RA, ~RAT. Veprime të panevojshme e të kota, sidomos me anë shkre-sash; mbivlerësimi i tepruar i anëve formale, zvarritje e punëve nga nëpunësit e aparatit zyrtar, që pengojnë zgjidhjen e Shpejtë të çështjeve e dëmtojnë masat punonjëse.
BUROKRAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Përfaqësues i një sistemi shtetëror burokratik, nëpunës i lartë i shtetit burokratik borgjez a revizionist. *Shtresa e burokratëve.*
2. Nëpunës, që i shpërdoron të drejtat që ka, që nuk i zgjidh çështjet në mënyrë të gjallë e të shpejtë, por mbivlerëson shkresat e anet formale; nëpunës që i zvarrit çështjet, që është i shkëputur nga populli e që nuk përfill mendimet e kërkesat e masave punonjëse. *Punë burokratësh. Qëndrim prej burokrati.*
BUROKRAT,~E *mb.* Që sillet e vepron si buro-ktat. *Nëpunës (zyrtar) burokrat.*
BUROKRATlK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me bu-rokracinë e me burokratizmin; që i shërben burokracisë e burokratizmit; që karakterizohet nga bu-rokratizmi. *Shtet (aparat) burokratik. Makina burokrat ike. Centralizmi burokratik.*
*2.* Që ka të bëjë me burokratin, që karakterizon sjelljen, punën e veprimet e burokratit; që është veti e burokratit. *Qëndrim (koncept) burokratik. Veprime (shtrembërime, frymë) burokratike. Zvarritje (zgjidhje) burokratike. Metodë burokratike.*
BUROKRATIZËM,~MI *m.* Mënyrë të menduari e të vepruari që është karakteristike për burokracinë, që është në kundërshtim të hapur me interesat jetësore të popullft; veprimi sipas metodave që janë tipike për burokracinë si sistem qeverisjeje; shpërdorimi i të drejtave nga nëpunësit, shkëputja e tyre nga populli e mospërfillja e zërit të tij; nënvlerësimi i punës së gjallë me njerëzit dhe mbivlerësimi i shkresave e i veprimeve të panevojshme formale, që çojnë në zvarritjen e punëve; qëndrim a veprim prej burokrati, të qenët burokrat. *Burokratizmi shtetëror. Bu-rokratizëmpedagogjik.Shfaqje të burokratizmit. Rrezi-ku i burokratizmit. Çrrënjosja e burokratizmit. Lufta kundër burokratizmit.*
BUROKRATIZlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BUROKRATIZOJ, BUROKRATIZOHEM.
*Burokratizimi i aparatit shtetëror. Burokratizimi i nëpunësve (i kuadrove).*
BUROKRATIZOHEM *vetv.* 1. Marr tiparet e burokratit dhe sillem e veproj si burokrat, bëhem burokrat.
2. *Pës. e* BUROKRATIZOJ.
BUROKRATIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Rri-joj kushte për lindjen e burokratizmit, bëj të lindë burokratizmi (në aparatin shtetëror, në administrate etj.); i jap karakter burokratik, e bëj burokratik.
2. E bëj të marrë tiparet e sjelljet e burokratit, e bëj burokrat.
BUROKRATIZUAR (i, e) *mb.* 1. Që ka marrë karakter burokratik; që është i fryrë pa nevojë dhe përdor metoda burokratike (për aparatin shtetëror e administrativ). *Shtet i burokratizuar. Administrate e burokratizuar.*
2. Që ka marrë tiparet e burokratit, që është bërë burokrat. *Nëpunës (kuadër) i burokratizuar. Shtresë e burokratizuar.*
3. Që ka marrë forma të ngurosura e pa fuqi shpre-hëse (për gjuhën). *Gjuhë e burokratizuar. Stil i burokratizuar.*
BUROMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* BURIM, ~Ii. 2. *krahin.* Jargët e gojës.
BURON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. Del vetë nga thellësia në sipërfaqe të tokës (për ujin, për naftën etj.)- *Buron ujë (naftë, gaz). Ku buron, rrjedh. fj.u.*
*2.* Zë fill, del, e ka burimin, merr ujët (për lumin, përruan etj.). *Buna buron nga liqeni i Shkodrës.*
3. Del e rrjedh shumë e pa ndërprerje (për gjakun oSe për lëngje të tjera). *buron gjaku. I buron qumështi.*
4. E lëshon ujin, rrjedh pak, kullon, qan (për enën, për muret etj.). *Buron shtamba. Buron voza. Buron, muri.*
5. *fig.* E ka pikënisjen, e ka bazën, zë fill, vjen; e ka prejardhjen. *Pushteti buron nga populli dhe i ta-kon popullit.*
*6. fig.* E ka burimin, del; shkaktohet, vjen si pasojë e diçkaje. *buron nga zemra.*BURONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Burim. *Gur-gullon buronja.* 2. Burishtë.
BURSË,~A I . *sh.* ~A, ~AT. Shumë e cak-tuar të hollash, që shteti ose një kooperativë i jep çdo muaj një nxënësi a një studenti për të kryer stu-dimet në një Shkollë. *Bursë e plotë. Gjysmë burse. Student (nxënës) me bursë. Me bursën e cooperatives. Man bursë. I dhanë bursë.*
BURSË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. 1. Institution financiar e tregtar në vendet kapitaliste, ku kapita-listët ndjekin kursin e monedhave të arit, të aksioneve e të letrave të tjera me vlerë, luajnë me to dhe bëjnë marrëveshje financiare e tregtare për të nxjerrë fi-time në kurriz të masave punonjëse dhe të njëri-tjetrit; ndërtesa e këtij institucioni. *Bursa financiare. Bursa tregtare. Bursa e mallrave. Veprimet e burses. Kursi i burses, Ulja (rënia) e vlerave në bursë. Bu-letini i burses. Luan në bursë.*
2. Institution ndërmjetësues në vendet kapitaliste, që shërben për t'u gjetur krahë pune sipërmarrësve; ndërtesa e këtij institucioni. *Bursa e punës.*
BURSIST,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Nxënës a student që ndjek studimet me bursë.
BURSIST,~I II *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kapitalist që luan në bursë me kursin e monedhave të arit, të aksioneve e të letrave të tjera me vlerë dhe që bën marrëveshje tregtare e financiare për të nxjerrë fitime në kurriz të masave punonjëse e të kapitalistëve të tjerë.
BURTH,~I i *m. sh.* ~E_, ~ET *bot.* Bimë ba-rishtore, me kërcell të shkurtër, me gjethe në trajtë zemre, me lule të merme ngjyrë trëndafili në të bardhë, që çelin në korrik; ciklamin i egër.

BURTH,~I II *m. sh.* ~E, ~ET *veter.* Sëmundje e kafshëvë njëthundrake, që shfaqet në qiellzën e gojës me flluska të mbushura me gjak. *ra burthi. U sëmur nga burthi.*
BURUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Trup që shërben si burim nxehtësie, drite etj. *Burues nxehtësie (dri-te).*
BURULLUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pëlhurë, zakonisht e bardhë, e hollë dhe e rrallë, që përdoret për perde, për Shami koke etj.; nape. *Perde (lahuri) burulluku.*
2. Shami koke prej nape të hollë e të bardhë. *Vuri (lidhi) burullukun.*
BURRAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Burrë me trup të shkurtër e të rrëgjuar, Shkurtabiq e jo i pashëm, burrë që s'të hyn në sy.
2. *mospërf. shih* BURREC,~I i.
BURRACAK,~E *mb. keq.* 1. Që s'ka guxim, që ka Shumë frikë e s'e fsheh dot këtë, frikacak; që shpreh frikë.
2. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që nuk ka guxim, që ka shumë frikë, frikacak. *Sjellje (qëndrim) prej burracaku.*
BURRACAKËRf,~A . Të qenët burracak, ve-tia e burracakut; sjellje a qëndrim prej burracaku.
BURRAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Burrë me shtat tS madh.
BURRAS *ndajf.* Burrërisht; si burrat. *Luftoi (qën-droi) burras. U lidhën bunas.*
BURRAVOGËL, ~VOGLI *m. sh.* ~VEGJËL, ~VEGJLIT. Shkurtabiq, xhuxh.
BURREC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mospërf.* 1. Njeri frikacak e që s'ka guxim, burracak. *Burred, mbu-rraveci.*
2. Burrë i pavlerë, burrë i keq e pa karakter, ligaç.
3. *shih* BURRAC,~I i.
4. *përd. mb.* Burracak.
BURRELAS,~I 77i. *sh.* ~, ~IT. Banor vendës i Burrelit ose ai që e ka prejardhjen nga Burreli.
BURRELAS,~E *mb.* Që lidhet me Burrelin ose me burrelasit, që është karakteristik për Burrelin ose për burrelasit, i Burrelit ose i burrelasve; që është kri-juar nga burrelasit.
BURRË,~I 77i. *sh.* ~A, ~AT. 1. Njeri i seksit mashkullor; njeri mashkull në moshë të pjekur. *Burrë i pjekur. Burrë plak (i thyer). Burrë i martuar (i pamartuar). Burrë fjale. Burrë zakoni. Burrë i besës. Buna e gra. Pesë para burrë* burrë me shtat të vogël e të dobët. *Burrë katërqind dërhemë* burrë i pjekur dhe i zoti. *Burrë me qokë* burrë që i zë vend fjala. *Dyzet vjeç burrë. Rroba (veshje) burrash. Kostum (pallto, këpucë, këmishë, çorape) burrash. Rrobaqepësi për burra. Punë burrash. Bëhem burrë* rritem, madhohem. *them vetes burrë* e quaj veten të rritijr. *Burri s'matet me pëllëmbë, po me zemër. fj. u. Nuk lind burri me mustaqe. fj.u. Druri nga pemët, burri nga punët. fj.u. Kalin e njeh barra, burrin e njeh puna. fj.u.*
2. Njeri mashkull i martuar kundrejt gruas së vet, bashkëshort i një gruaje, i shoqi. *Burri i pare. Grua me burrë (pa burrë). Vëllai (xhaxhai...) i burrit. Motra (tezja...) e burrit. U be për burrë. E mori për burrë. E do për burrë. Burrë e grua, mish e thua. fj. u.*
3. Njeri i forte, trim, i besës e fisnik. *Burrat e dheut. Burrë mbi burrat. Fjalë (besë) burri. Është burrë. E bëri si burrat. S'e bëj për burrë* nuk e quaj trim, s'e çmoj. *Bëhu burrë!* tregohu trim e guximtar! *Muri luan, burri s'luan. fj. u. Kau lidhet për brirësh, burri për fjalësh. fj. u. Fjala e burrit — pesha e gurit. fj. u.*
*4.* Njeri i shquar në veprimtarinë shtetërore e shoqërore ose që udhëheq e drejton, personality. *Burrë i madh. Burrë shteti.*
5. *përd. mb.* Trim, fisnik, i f jalës e i besës. *Grua me burrë se burrat.*
• Burri (i biri) i botës *përçm. shih te* BOTË,~A. Burri i dheut *shih te* DHE,~U. Burri i nënës *keq. shih le* NËNË,~A. Me është bërë (si) burri i nënës *shih te* NËNË,~A. Djalë burri djalë i gjetur, thjeshtër. Në shesh të burrave balle për ballë, haptas, atje ku tregohet burrëria. Aje burrë! *krahin.* përshëndetje kur takohen dy burra. S'ka burrë (nëne)... s'ka njeri të lindur (që t'ia dale në krye një pune). Ta vë babën burrë *keq. shih te* BABË,~A. Është një burrë e gjysmë është trim i madh, trim e shkuar trimave. Edhe burrat kanë burra *fj.u.* ka trima, por ka edhe me trima; trimëria, burrëria e zotësia s'kanë kufi. Burrin e pri-shin (e çartin) huqet *fj. u.* veset e këqija prishin edhe atë me trimin e më të zotin. U be "bjeri burri burrit"u be rrëmujë e potere e madhe, s'merrte vesh i pari të dytin, u be merre ta marrim. Burrë me (një barrë) mustaqe *shih te* MUSTAQE,~JA. S'lind burri me mustaqe *fj. u. shih te* MUSTAQE,~JA.
BURRËRESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vajzë a grua trime, e zonja dhe e patundur, ajo që përballon çdo rrezik e vështirësi me guxim. *Burrëreshat e Shqi-përisë. Qëndron si burrëreshë.*
BURRËRl,~A . 1. Të qenët në moshën e burrit, të qenët burrë; mosha e mesme e njeriut ndërmjet djalërisë dhe pleqërisë, mosha e pjekurisë. *Dhëmbi* i *burrërisë. Arriti burrërinë.*
2. *përmb.* Tërësia e burrave të një vendi, të një shtëpie etj., burrat. *Burrëria e fshatil. Burrëria e shtë-pisë. U mblodh burrëria.*
3. Të qenët i forte, trim, i besës e fisnik, të qenët burrë me Veti morale të larta; qëndrim i guximshëm, i vendosur dhe i paperkulur para një vështirësie, fat-keqësie a rreziku. *Tregoi burrërinë. E humbi burrërinë. Ë përballoi (i qëndroi) me burrëri. Kam burrërinë...* kam guximin...
r *if* S'e jep burrëria nuk e lejon zakoni i mirë, trimëria dhe fisnikëria e burrit.
BURRËRlM,~I *m.* 1. Veprimi sipaS kuptimeve të foljeve BURRËROJ, BURRËROHEM.
2. Hyrja në moshën e pjekurisë, arritja në moshën ë burrit; koha kur djali arrin të marrë pamje burri, koha kur i riu kalon nga mosha e djalërisë në atë të bwrërisë.
BURRËRISHT *ndajf.* Me guxim, me urtësi e pa u përkulur, trimërisht, si burrat. *Qëndroi (luftoi) burrërisht. FIet burrërisht. I bëri ballë burrërisht. E priti burrërisht. Ra (vdiq) burrërisht.*
BURRËRISHTE *mb.* Që është për burra, që i ta-kon burrit; që bëhet nga burrat. *Rroba (këpucë) burrërishte. Këngë (valle) burrërishte.*
BURRËROHEM *vetv.* 1. Rritem e arrij në moshIn e burrit, bëhem burrë. *U burrëruan djemtë.*
*2.* Bëhem me i pjekur e me guximtar, piqem e ka-litem, fitoj veti,të e lafta të burrit. *U burrërua në luftë.*
3. *Pës. e* BURRËROJ.
BURRËROJ *kal.,* ^~OVA, ~UAR. 1. E rrit, e bëj burrë; e bëj si burrë, i jap pamje burri.
2. E bëj më të pjekur e me guximtar, e kalit, i jap vetitë e larta të burrit. *Lufta kundër pushtuesit i burrë-roi.*
BURRËROR,~E *mb. 1.* Që i përket burrit, që e ka burri, prej burri; që është karakteristik për burrat, burrash. *Zë burrëror. Fytyrë (tipare, pamje) burrërore. Vështrim burrëror. Valle (këngë) burrërore.*

2. Që karakterizohet nga qëndresa e vendosmëria para vështirësive e rreziqeve, që shpreh guxim e tri-mëri; që është plot burrëri e fisnikëri. *Qëndrim (ka-rakter) burrëror. Luftë burrërore.*
BURRËZl,~U *m. bised., mospërf.* Burrë i pazoti, që është për t'i qarë hallin; burrë i mjerë, i shkretë; burrë që s'është për punë e për Shtëpi, që s'vlen asgjë. *Ç'e do burrëzinë!*
BURRl,~A . *det.* Erë e lehtë që fryn nga veriu.
BURRNESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* BU-RRËRESHË,~A.
BURRNf,~A . *shih* BURRËRl,~A.
• Burrni për burrni si burri me burrin, si trimi me trimin, si burrat, Si trimat.
BURRNOR,~E *mb. shih* BURRËROR,~E.
BUST,~I *m. sh.* ~E, ~ET *art.* Skulpturë, që pa-raqet pjesën e sipërme të trupit të njeriut që nga mesi e lart ose kokën dhe një pjesë të kraharorit. *Bust i vogël. Bust mermeri.*
BUSULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël e përbërt nga një kuti e vogël, e rrumbullakët dhe e mbuluar me xham, e cila ka një fushë të shkallëzuar dhe një gjilpërë magnetike që tregon gjithmonë Veriun dhe përdoret për t'u drejtuar sipas pikave të horizontit ose për të matur këndet e drejtimit. *Busull detare. Busull magnetike. Busull gjeologjike (topografike). Busull xhepi. Drejtohem me busull.*
2. *fig.* Udhërrëfyes, drejtues që s'të lë të gabosh; ai që të tregon drejtimin e duhur. *Busull e pagabue-shme. Busull drejtuese.*
BUSH,~I *i m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Shkurre me shumë degë ose dru deri tetë metra i lartë, me gjethe vezake jorënëse, me lule të vogla në tufë, që e ka lën-dën të verdhë, të forte e me palcë dhe që përdoret për të bërë orendi, vegla pune, çibukë, lodra etj. *Bush* i *egër. Çibukë (luge, fyell) bushi.*
BUSH,~I n *m. sh.* ~ENJ, ~ENJTË *mil.* Qenie e përfytyruar si kafshë, e cila, sipas besimeve të kota, jetonte nëpër këneta dhe ndillte shi duke ule-ritur. Si *deshi bushi, bëri koha. fj.u.*
BUSHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qengj i vog", i dobët e me lesh të pakët.
BUSHAKË,~A *sh.* ~A, ~AT. Enë e madhe për vaj.
BUSHlQ,~E *mb.* 1. I fryrë, i mbushur, bullafiq. *Djalë bushiq.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. FlluskI, fshikë. *Bushiqi ipeshkut.*
BUSHK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bot.* Bush. *Mai me dushk e me bushk.*
BUSHLlQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1, Fshikë me ujë që bëhet në lëkurë, flluskë; *kryes. sh.* puçrra të vogla që dalin në trur) nga. vapa, vapore. *Bushliqet e lëkurës.*
*2.* Fshikë mëndafshi, mëshikëz,
3. Fshikë që lëshon vidhi në trajtë gjethesh.
BUSHNJESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pyll me bushe. BUSHQAN,~I m. *bot., krahin. shih* URTH,~I I.
BUSHTË (i, e) *mb.* I bërë me dru bushi, prej bushi. *Luge e bushtë. Çibuk i bushtë. Tryezë e bushtë.*
BUSHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Femra e qenit, buçe, shake. *Leh si bushier. Bushtra që nxiton shumë, pjell këlyshë të verbër. fj.u,*
*2. thjeshtligj., shar.* Grua që s'mban qëndrim t4 mirë moral, grua e ligë, e përdalë, bishttundur; grua llafazane e ngatërrestare.
3. *mit.* Qenie e përfytyruar si kuçedër, *qi,* sipas besimeve të kota, villte zjarr e rrufe.4. *zool. shih* DOSËZ,~A.
BUSHTËRZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool. shih* DOSËZ,~A.
BUSHTRIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Miser që s'lidh kalli; miser me kallinj të vegjël e me pak kokrra.
BUSHURDIS *kal.,* ~A, ~UR. Spërkat (duhanin. rrobat etj.) me ujë, që e lëshoj me force nga goja. *Bushurdis duhanin.*
BUT,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. Vozë e madhe druri, që shërben për të mbajtur verë, djathë, turshi etj. *Butet e verës (e vajit). Dy bute djathë.*
*ir* Prish bute e bën kënaçe prish një punë të rc-ndësishme ose një gjë të mirë për të bërë diçka tjetër më të vogël a pa ndonjë vlerë të madhe; prish bucela e bën kënaçe.
BUT,~I II *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *anat.* Pjcsa e butë në çaçkën e kokës te fëmijët e porsalindur; çaçka e kokës, maja e kokës. *Buti i kokës. I ra në but.*
2. Tul nga kofsha e bagëtisë së therur. *But derri (viçi).*
BUTAC,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Çanak i drunjtë.
BUTAFORf,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *teatër.* Sendet e ndryshme (orenditë, armët, enët etj.), që shërbejnë për të vënë në skenë një shfaqje teatrale. *Butaforia e shfaqjes (e skenës). Vë (heq) butaforinë.*
2. *fig. libr.* Kushte e rrethana të jashtme, të kn-juara në mënyrë të rreme për të mashtruar dike, për t'u hedhur të tjerëve hi syve. *Butafori mashtruese.*
BUTAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ ËT *zool.* Tip kafshësh të vogla me trup të butë, pa skelet e të mbuluar me një cipë të përjargur, që kanë zakonisht një guaskë mbrojtëse dhe që rrojnë kryesisht në ujëra të kripura e të ëmbla; molusk. *Butakë uji (deti). Butakë toke. Butakë me (pa) guaskë.*
BUTAK,~E *mb.* 1. Shumë i butë, i squllët; që është pjekur shumë dhe është bërë si brume (për frutat). *Dardhë butakë. Pjepër butak.*
2- *fig-* Qe nuk ka karakter të forte, që nuk ka kockë të forte (për njerëzit).
BUTEBËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën bute.
BUTEXHt,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. *shih* BUTEBËRËS,~I.
BUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bula e veshit. *Shpoi butat për vat he.*
BUTË,~T (të) *as.* 1. Të qenët i butë nga sjelljet, nga karakteri etj., butësi. më të *butë më të* mirë, pa u grindur, pa u acaruar. *Flas (sillem) më të butë. Qor-toj më të butë. E marr më të butë. la hëngri shpirtin më të butë.*
2. Të qenët i butë (për kohën, për motin etj.); butësi. për *së buti* kur koha është e butë e me lagështi. *Në të butë rrushi zë pajagë.*
BUTE (i, e) *mb.* 1. Që nuk të vret enuk të gërvisht kur e prek, që nuk është i ashpër në sipërfaqe, që të lë ndjesi të këndshme në të prekur; që shtypet lehtë kur e prekim, që është si brume; që përkulet a për-punohet lehtë (për metalet etj.); *kund.* i ashpër; i forte. *Lesh (stof) i butë. Flokë të butë. Dyshek i butë. Sustë e butë. Duar të buta. Lëkurë e butë. Miell i butë*
miell i bluar nolle. *Dëborë e butë. Baltë e butë. Tokl e butë. Dhera të buta. Bukë e butë. Djathë i buti. Mela! e të buta. Tel i butë. Laps i butë. I butë si pambuk (si dyllë, si push). E bëj të butë. Lima e butë të ha trait, fj. u.*
2. Që nuk të vret veshin a syrin, që është i ulët, i shtruar e i ëmbël, që të pëlqen ta shohësh a ta dëgjosh; *kund.* i

ashpër; i forte. *Dritë e butë. Ngjyrë e butë. Zë (tingull) i butë. Fjalë e butë.*
3. *fig.* Që preket shpejt, që ndikohet lehtë (për karakterin e njeriut, për sjelljen etj.); që është i urtë, i dashur, i shtruar e i afruar më të tjerët (për njerëzit e për kafshët); që shpreh dhembshuri e shpirtmirësi; *kund.* i egër; i ashpër; i vrazhdë. *Njeri (prind, tip) i butë. Qengj (qen, kale) i butë. Fytyrë e butë. Me zemër (me shpirt) të butë. U be (u tregua) i butë.*
4. Që shpreh butësi, që s'është i ashpër; dashamirës; *kund. i* ashpër; 1 rëndë. *Qëndrim i butë. Sjellje e butë. Qortim (dënim) i butë. Kritikë e butë.*
5. Që s'ka pjerrësi a lartësi të madhe, që ka sipërfaqe jo shumë të thyer; që nuk ka male, fushor; *kund.* i thyer; i ashpër. *Vende të buta. Kodër e butë. E për-pjetë (e tatëpjetë) e butë. Shpat i butë.*
6. Që është zbutur, që mbahët e rritet nga njeriu në shtëpi a në kushte të tjera të përshtatshme për t'i shërbyer atij; *kund.* i egër. *Kafshët e buta. Derr i butë. Lepur i butë. Pëllumb i butë. Bletë e butë. Mollë (dardhë, kumbull) e butë. Ulli i butë. Gështenjë e butë. Man i butë.*
7. I ngrohtë, i mirë, që s'ka të ftohtë (për kohën, për klimën etj.); *kund.* i ashpër; i ftohtë. *Mot i butë. Kohë (klimë) e butë. Dimër i butë. Stinë e butë. Ditë (mbrëmje) e butë. Netë të buta. Vende të buta.*
8. I një grade të ulët, që s'të djeg fytin, jo i forte (për pi jet alkoolike, për duhanin etj.); *kund.* i forte. *Raki (verë) e butë. Uthull e butë. Duhan i butë.*
9. Që është i imët dhe që bie shtruar e pa zhurmë (për shiun). *Shi i butë.*
10. Që është i lagur pak, i patharë mirë. *Fanella ish-te e butë* s'ishte tharë mirë. *Duajt ishin të butë nga vesa.*
11. *tek.* Që bëhet pa u përplasur, pa u goditur me force, që bëhet lehtë e ngadalë (për uljen e anijeve kozmike në Hënë a në një planet tjetër). *Ulje e butë (në Hënë etj.).*
*k* Lahutë (këngë) e butë *muz.* këngë lirike. Kalbëzim i butë kalbëzim i ngadaltë i pjesëve të bimëve, të cilat marrin një ngjyrë kafe. Me gjak të butë a) i urtë e i shtruar, gjakbutë; b) shtruar, pa u nxehur e pa u acaruar, më të urtë. Është ethe e butë të dëmton pa u dukur e pa u ndier, është thëngjill i mbuluar. Ka gjetur pelena të buta *shih te* PELENË,~A. la bëri kurrizin (shpinën) më të butë se barkun *keq. shih te* KURRIZ,~I. Ferrë e butë *bot. shih te* FERRË,~A. Kul-për e butë *bot.* sumbullare. Qiellza e butë *anat. shih te* QIELLZË,~A i. Ujë i butë (i lehtë) *shih tek* UJË,~l i.
BUTE *ndajf.* 1. Pa e vrarë e pa e gërvishtur, ngadalë e lehtë; ëmbël, si me përkëdheli, pa e përplasur me force; pa kundërveprim të forte, si në gjë të butë; lehtë e pa u thyer; *kund.* ashpër; fort. *Prek (fërkoj) butë. Godit (qëlloj) butë. Bie butë (dëbora). Shkruan butë (lapsi). E bluan butë (miellin). Shkel butë (në baltë)* shkel në të butë. *Bie butë* bie në të butë (në krevat a në dyshek të butë).
2. Pa të vrarë veshin a syrin, duke dhënë një ndjesitë këndshme; më të mirë, ëmbël, këndshëm; pak, jo rëndë; *kund.* ash per; fort. *Tingëllon butë. Flas (pyes) butë. Qorton (kritikon) butë. Urtë e butë.*
3. Në mënyrë jo shumë të pjerrët, jo thikë, jo menjëherë; pak e nga pak, jo ashpër. *Ngrihet butë (një kodër). Merr (ngjitet, zbret) butë (një e pjerrët, rtjë shpat etj.).*
*4.* Ngrohtë, pa të ftohtë (për dimrin); pa thatësira (për verën); *kund.* ashpër; ftohtë. *Bën (mban) butë.*
•*k* Bie butë jam mirë, bie në rehati.
BUTËLOSH,~E *mb.* Që është i butë. *Shtrojë butëloshe.*
BUTËR,~RI *m.* 1. *veter.* Sëmundje ngjitëse e kafshëve njëthundrake (kryesisht e mëzave), që shfa-qet me pezmatimin e mukozave të hundës ose me qel-bëzimin e grykëve. *E zë butri.*
2. *mjek. shih* RRUFË,~A. *E ka zënë butri. Jam me butër.*
BUTËSI,~A 1. Të qenët i butë, vetia e diçkaje që është e butë (për sendet, për kohën etj.); *kund.* ashpër si; fortësi. *Butësia e flokëve. Butësia e klimës. Shkel me butësi* shkel lehtë, butë.
2. *fig.* Qëndrim i butë, të qenët i butë (nga sjellja, nga karakteri etj.); *kund.* ashpërsi; vrazhdësi. *Shenjë butësie. Fry ma e butësisë. Si I let me butësi* sillet më të butë, sillet më të mirë.
BUTËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mot i butI dhe i lagesht, kohë e ngrohtë (sidomos në dimër). *Bën butësirë.*
2. Vend i butë e me lagështi.
BUTËSOHEM *vetv. shih* ZBUTEM. *V butësua toka nga shiu.*
BUTËSOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. *shih* ZBUT.
BUTlNË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Gjini shkurresh a drurësh me gjethe rënëse ose të qëndrueshme, me lule të vogla zakonisht të bardha, që bëjnë kokrra të kuqe a të zeza me një fare brenda dhe që mbillen për zbukurim. *Butina e butë* shkurre ose dru i vogël deri katër metra i lartë, me lule të bardha, të mble-dhura tufë e me erë të mirë. *Butina e kuqe* shkurre ose dru i vogël deri katër metra i lartë, me gjethe vezake e të dhëmbëzuara, me lule të bardha në të kuqërreme. *Butina fletëlarë* shkurre me gjethe të qëndrueshme, me lëvore të kuqërreme, me lule të merme, të bardha si në të kuqe.
BUTISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bungëbutë.
BUTOHET *vetv.* Mbufatet, bymehet nga uji e nuk rrjedh me (për enët e drurit, kur i vëmë në ujë ose kur i mbushim me ujë). *Butohet voza (vedra).*
BUTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Vë në ujë a
mbush me ujë një enë druri, që të bymehet e të mos rrjedhë.
2. *jokal. vet. veta HI.* Zbutet nga uji (zakonisht për token). *Butoi ara.*
BUTHTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të fpljeve BUTHTOJ, BUTHTOHEM. *Buthtimi i gjethit. Buthtimi i një vendburimi.*
BUTHTOHEM *vetv.* Shfaqem, dukem; dal në shesh.
BUTHTOJMa., 7-OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Del, shfaqet, sapo nxjerr krye. *Buthton gjethi (sythi). Buthtojnë ndjenjat(mendimet).*
2. *kal.* Tregoj, dëftoj; nxjerr në shesh.
BUVESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri i trashë nga mendja që mezi i kupton gjërat, njeri që nuk merr vesh, buf.
BUXHAK,~U 1 *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Cepi i dhomës; qoshja pranë oxhakut të shtëpisë; vatra; oxhaku me gjithë vatër. *Buxhaku i dhomës. Buxhaku i vatrës. Rri në buxhak.*
*2.* Shesh i vogël në mes të pyllit, lirjshtë.
BUXHAK,~U n *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, e ngjashme me grashinën, me kërcell të gjatë e të përkulshëm, me gjethe çift e me lule të kuqe, që lëshon bishtaja me shumë fara të zeza e të rrumbullakëta dhe që mbillet si hasëll për ushqim të kafshëve. *Buxhak hasëll. Fare (bishtajë) buxhaku. Kullot në buxhak (lopët). Vshqen me buxhak.*

BUXHET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *fin.* Plan fi-nanciar kryesor i një shteti, shuma e parashikuar e të ardhurave dhe e shpenzimeve të një shteti sipas degëve të ndryshme dhe për një kohë të caktuar; pasqyrë që jep këtë parashikim. *Buxheti vjetor. Bu-xheti shtetëror (i shtetit). Buxheti kombëtar. Buxheti për zhvillimin e ekonomisë. Buxheti për arsimin e kulturën. Pasqyra e buxhetit. Miratohet (shpallet) buxheti.*

*2. bised.* Të ardhurat e një familjeje, të një njeriu etj., që prishen në një kohë të caktuar për të përba-lluar jetesën. *Buxheti familjar (vetjak). Rregulloi buxhetin.*

BUXHETOR,~E *fin.* 1. Që ka të bëjë me buxhetin,

që lidhet me buxhetin; që i përket buxhetit, i buxhetit. *Politika buxhetore. Viti buxhetor. Fonde (shpenzime) buxhetore. Pasqyra buxhetore.*

2. Që e kryen veprimtarinë e vet në bazë të një fondi vjetor të caktuar nga shteti. *Institution buxhetor.*

BUZAÇ,~E *mb. mospërf.* Që i ka buzët të trasha e të shëmtuara. *Qen buzaç.*

BUZAGAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET.l.Buzëqeshje. *Buzagaz i lehtë. E shikonte me buzagaz.*

2. *si mb.* ~, ~E. Që e mban gjithnjë buzën në gaz, i buzëqeshur; i qeshur. *Vajzë buzagaze. Fytyrë bu-zagaze.*

3. *përd. ndajf.* Me buzë në gaz, me buzëqeshje, me gëzim. *foli (iu përgjigj, e vështroi) buzagaz. E priti buzagaz.*

BUZAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë druri si gjym, që përdoret për ujë.

BUZAS *ndajf.* BuZëVarur. *E priti buzas.*

BUZEL,~E *mb.* 1. *keq. shih* BUZAÇ,~E.

2. Që ka një shenjë në buzë; që e ka buzën të zezë a të bardhë (për kafshët). *Ka buzel. DM buzele.*

BUZË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT. I. Secila nga dy pjesët e mishta e të lëvizshme, zakonisht ngjyrë trëndafili, që mbulojnë dhëmbët dhe që kufizojnë e mbyllin gojën nga jashtë, duke u bashkuar në të dy anët e saj në pjesën e poshtme të fytyrës. *Buza e sipërme (e poshtme). Buzë të holla (të trasha, të kuqe, të njoma, të fryra). Buzët e njeriut. Buzët e qenit. Cepi i buzëve. Të kuq buzësh. Me buzë në gaz. Me buzë të qeshur. Hapi (shtrëngoi, shtrembëroi, mblodhi, lëvizi, rrudhi, zgjati) buzët. Kafshoi buzën. Lëpiu buzët. Fshij buzët. Lyej buzët (me të kuq). Put hen buzë me buzë. Vë nëbuzë. Ha (flet, qesh, përgjigjet) me majën e buzëve. Shqiptoj me buzë. Flet me buzë* flet me shumë naze. *Me çahet (me thahet) buza. Qeshi nën buzë. I qeshi buza. Vuri (bëri) buzën në gaz* buzëqeshi. *Van buzët. I lidhi buzën (të vdekurit).*

2. Skaji i një sendi, ana ku mbaron një send; vija që kufizon një truall a diçka tjetër, zgrip. *Buzët e tryezës. Buza e vatrës. Buzët e gotës (e filxhanit, e tepsisë, e pjatës). Buzët e një arne (e një letre). Buzët e gjethes (e lules). Buza e briskut. Buza e rrugës (e shkëmbit, e greminës). Buza e arës (e pyllit). Buza e plages. Me buzë të dhëmbëzuara (të kthyera, të tra-sha, të holla). Mbush buzë me buzë.*

3. Vija ku takohet uji me token, vendi ku mbaron uji e fillon toka; breg (lumi, deti, liqeni). *Buza e detit (e liqenit, e kënetës, e lumit, e kanalit). Buza e Matit (e Vjosës). Dal në buzë. Qëndroi në buzë të ujit.*

4. *fig.* Fillimi i një kohe; fillimi i një ngjarjeje, pragu i diçkaje. *Në buzë të beharit (të dimrit, të vjesh-tës). Në buzë të mbrëmjes (të agimit). Në buzë të ple-qërisë. Në buzë të shkatërrimit.*

5. *sh.* ~A, ~AT. Shkëmb mali i thepisur; vend me pjerrësi të madhe, humnerë; cope shkëmbi. *Buzë e rrezikshme (e thepisur, e zhveshur). Buzë e shkëmb. Ra nga buza. Ra në buzë.*

*k* Është buzë me buzë është shumë i shoqërueshëm, është i shkuar e i dashur, është shumë i afruar më të tjerët. I vari (i lëshoi, i lëvari) buzët (hundët, turinjtë) një pëllëmbë *shih te* VAR. Me buzë varur (të va-rur) *shih te* VARUR. T'i shposh buzët çfarëdo që t'i bësh, nuk ndënon mendje. Me barkun te buza (te goja) shtatzënë në muajin e fundit të barrës. I bën buzë (hundë) *d i ç k a j e* nuk e pëlqen, nuk e për-flll, i bën naze (zakonisht për të ngrënat). I ra pas buze e pësoi vetë, e gjeti e keqja (thuhet për dike që ka dashur t'i bëjë keq një tjetri dhe e pëson vetë). Me digjet buza për *d i k ë* e dua me shpirt. I dridhet buza (mjekra) është tronditur shumë nga diçka, është prekur thellë në shpirt, është mallë-ngjyer pa masë; ngashërehet. Fshin buzët *shih te* FSHIJ. I fshij buzët *nga diçka shih te* FSHIJ. Hundë e buzë (tërë hundë e buzë, gjithë buzë) shumë i mërzitur e i pezmatuar, i zemëruar, me qejf të pri-shur, me buzë të varura. E bëri hundë me buzë e bëri shumë shpejt. Kafshoi (hëngri) buzët me dhëmbë *shih te* KAFSHOJ. Lëpin (Ian) buzët *shih te* LËPIJ. Luaj buzët *shih te* LUAJ. I ka Iyer buzët është përzier në një faj a në një gabim, ka gisht në një punë jo të mirë, nga e cila ka përfituar diçka. Mbledh (tharton, rrudh, përdredh, shtrembëron) buzët (turinjtë, hundët) shpreh pakënaqësi, mospajtim, mospërfillje a për-buzje ndaj dikujt a diçkaje. Me plasi buza *shih te* PLAS. Me buzë (me zemër) të plasur *shih te* PLASUR (i, e). Përveshi buzët *shih te* PËRVESH. E priti me (tërë) hundë (me hundë e buzë, me turinj) *shih te* HUNDË, ~A. I qepi buzët *shih te* QEP. S'i qesh buza *shih te* QESH. I rri me hundë (me turinj, hundë e buzë) *dikujt shih te* HUNDË,^~A. I rri me buzë i rri i zemëruar; i rri me qejf të prishur e me inat. Rrudh buzët (hundët, turinjtë) *shih te* RRUDH. Iu tha buza (goja, gryka, gurmazi) *shih te* THAHEM. Iu zbardhën buzët u tremb shumë, e kapi tmerri. E zuri buzën *shih te* ZË. Bëj (shpie, vë) buzën në gaz *shih te* GAZ,~I n 2. M'ubënë buzët (m'u be goja) shkrumb *shih te* SHKRUMB,~I. la ka djegur qulli (luga) buzën *shih te* QULL,~I. Fshiji buzët (mustaqet) për murrizi (pas murrizit) *iron.* bëhesh gati kot, se gjë s'ke për të ngrënë a për të marrë. Është buzë brisku *shih te* BRISK,~U. Është buzë gjyshi

*shih te* GJYSH,~I. Është në buzë të greminës (të humne-rës) *shih te* GREMINË,~A. Është në buzë (në grykë, në zgrip) të varrit *shih te* VARR,~I. I ka buzët me qumësht *mospërf. shih te* QUMËSHT,~I. Ke hundë e buzë!? *shih te* HUNDË,~A. la dha me buzë e pa zemër nuk ia dha diçka me gjithë shpirt, ia dha k under dëshirës së vet. E ka përgjigjen te buza të përgjigjet menjëherë, aty për aty e pa u menduar gjatë, e ka përgjigjen në majë të gjuhës. Iku (erdhi) me buzë të fryra iku (erdhi) shumë i zemëruar e i mërzitur, tërë inat. I mbeti (i ngeci, i ngriu) fjala në buzë (në gojë, në grykë, në fyt) *shih te* FJALË,~A. Ta pjek peshkon në buzë të mundon shumë, ta nxjerr shpirtin derisa të mbaron një punë. I shkoi (i vajti) buza (goja) prapa (prapa veshit) *shih te* PRAPA. E shpuri buzën vesh me vesh *shih te* VESH,~I. I vajti (i shkoi) buza (goja) te veshi (vesh me vesh) *shih te* VESH,~I. I vuri buzës (gojës) lesh *shih te* LESH,~I. Ia do buza, por s'e lë hunda

*shih te* LË. Buzë lepuri *mjek.* e çarë e thellë në buzët e njeriut që ka lindur me këtë cen.
*BUZË NUSEJE but.* Gjembaç, që lëshon lule të verdha.
BUZË *parafj.* 1. Pranë, në kufi me diçka, anës diçkaje (me një emër në rasën rrjedhore). *Buzë rrugës. Buzë detit (liqenit, lumit, përroit, kanalit). Buzë Dri-nit. Buzë ujit. Buzë kufirit. Buzë humnerës. Buzë arës. Buzë vatrës.*
2. Në prag, në fillim të një kohe a të një ngjarjeje (me një emër në rasën rrjedhore). *Buzë mbrëmjes (muzgut). Buzë beharit (dimrit). Buzë majit. Buzë mbjelljeve. Buzë shiut.*
BUZËBARDHË *mb.* Që i ka buzët të bardha (zakonisht për kafshët). *Mace (qen, ka, dhi) buzëbardhë.*
*k* Sa gomarë buzëbardhë ka! *iron,* s'është po ajo gjë, s'është ai ose s'është e atij që mendon ti, ka edhe të tjerë si ky.
BUZËBURBUQE *mb.* 1. Me buzë të kuqe, të vogla e të mbledhura si burbuqe (për vajzat e grate). *Vajza buzëburbuqe.*
2 *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BUZËÇARË *mb.* 1. Që i ka buzët të çara.
2. *fig.* Buzëplasur. *Rrinte buzëçarë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit
4. JI *em.* BUZËÇARË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lepuri (si figure ne përrallat për fëmijë).
BUZËDELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lule-shqerrë.
BUZËDERR,~E *mb. shar.* 1. Që i ka buzëi lë tra-sha e të zgjatura si të derrit. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BUZËDET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Buzë deti, bregdet. *Buzëdeti ynë.*
BUZËDJEGUR *mb.* 1. Që e ka buzën të djegur.
2. *fig.* I zhuritur për diçka, që i është tharë buza për diçka.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
BUZËDREDHUR *mb.* 1. Që i dridhen buzët (nga frika, nga ngashërimi etj.). 2. *fig.* Që bën naze, që përdredh buzët, buzëhollë.
BUZËFLORI *mb. poet.* Që i ka buzët shumë të bukura, buzëburbuqe.BUZËFRYRË *mb.* 1. Që i ka buzët të fryra.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. BUZËHOLLË *mb.* 1. Që i ka buzët të holla.
2. *fig.* Që ka kërkesa të tepruara, që zgjedh shumë, që bën naze (zakonisht në të ngrënë e në të pirë). *Njeri buzëhollë.*
3. "><. em. sipas Icuptimeve të mbiemrit (për nje-rëzit).
BUZËJASHTË *mb.* 1. Që i ka buzët të zgjatura përpara; buzëpërveshur.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëiit).
BUZËKARAFIL,~E *mb. poet.* 1. Që *i* ka buzët të bukura e të kuqe si karafili. *Nuse buzëkarafile.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).
BUZËKUQ,~E *mb.* 1. *Qi i* ka buzët të kuqe. *Vajzë (nuse) buzëkuqe.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BUZËKUQE,~JA *sh.* ~E, ~ET *zool.* \. Tar-tabiqe. 2. Mollëkuqe.
BUZËKUTI *mb.* 1. Që i ka buzët të vogla e të rre-gullta si kuti.
*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BUZËKYÇUR *mb.* 1. Që nuk flet fare, që s'e hap gojën, i heshtur; që nuk nxjerr të fshehtë nga goja, gojëkyçur.
2. *fig.* I dëshpëruar, i pikëlluar.
3. *përd. ndajf.* Pa folur fare, pa hapur gojën, gojëkyçur.
BUZËL,~LA. *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Prerje si buzë brenda disa luleve, zakonisht e varur dhe me shpor. *Buzla e lutes. Lule me buzla.*
2. Një lloj velloje e bardhë, më të cilën mbulonin një pjesë të fytyrës; shami koke grash prej një pël-hure të hollë. *Vuri buzlën. U mbulua me buzël.*
BUZËLEPUR,~I *m. mjek.* E çarë në buzën e si-përme, që mbetet që nga lindja; sëmundja që lë këtë shenjë.
BUZËLËSHUAR *mb. shih* BUZËVARUR.
BUZËLIDHUR,~I *m. euf.* I vdekuri. BUZËLtDHUR *mb. shih* GOJËKYÇUR.
BUZËLULE *mb.* 1. Që i ka buzët me njolla a me pika të ndryshme (për kafshët shtëpiake). *Dele buzë-Me.*
2. Buzëburbuqe.
BUZËMADHE,~JA . *sh,* ~E, ~ET *bot.* Bimë e egër barishtore, me gjethe të gjera si të luleshqipo-njës, por të paçara, dhe me lule të bardha në trajtën e manushaqes, që rritet buzë kanaleve.
BUZËMBRËMJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Fillimi i mbrëmjes, buza e mbrëmjes. *Flladi i buzëmbrëmjes. Ra buzëmbrëmja.*
BUZËMUSHKË *mb.* Që i ka buzët të gjera e ngjyrë kafe (zakonisht për dhitë). *Dhi buzëmushkë.*
BUZËNXIRË *mb.* 1. Me buzë të nxira; që i ka buztt të zeza. 2. *fig.* Shumë i vuajtur, që ka hequr shumë në jetë,
BUZËPAGËZCAR *mb.* Që s'ka parë kurrë gëzim në jetë; buzcpaqeshur.
BUZËPALOSUR *mb.* Që i ka buzët të holla e që i mban të puqura fort njërën me tjetrën.
BUZËPAQESHUR *mb.* Që s'i qesh buza kurrt; që ka vuajtur shumë në jetë.
BUZËPËRDREDHUR *mb. keq.* Që bën naze, që përdredh buzët për çdo gjë, buzëhollë.
BUZËPËRTHYER *mb.* Buzëpërveshur.
BUZËPËRVESHUR *mb.* Që i ka buzët të trasha e të përveshura nga jashtë.
BUZËPËRVËLUAR *mb.* Që ka vuajtur shumë për diçka, që është djegur për diçka, buzëpjekur.
BUZËPJEKUR *mb.* 1. Që i ka buzët të thara e të plasaritura.
2. *fig.* Që ka vuajtur shumë për diçka, që është djegur për diçka, buzëplasur.
BUZËPLASJE,~A *sh.* ~E, ~ET. Kokëçarje e madhe; telash, punë e vështirë që ta pëlcet buzën.
BUZËPLASUR *mb.* Që ka hequr shumë në jetë, që s'i qesh buza nga vuajtjet, i hidhëruar; që është i dëshiruar për diçka, buzëpjekur; *si mallk.* që i plastë buza.
BUZËPRERË *mb.* 1. Që e ka buzën me shenjë të prerë, buzëçarë. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BUZËQARË *mb.* 1. Që i var e i përdredh buzët si më të qarë, me buzë si në vaj; qaraman. 2. *fig.* I trishtuar, i pikëlluar, i ngrysur.
BUZËQERSHl *mb. poet. 1.* Që i ka buzët të bukura e të kuqe si qershi. 2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BUZËQESH *jokdl.* 1. Vë buzën në gaz, qesh lehtë duke lëvizur pak buzët; nënqesh. *Buzëqesh i gëzuar. Buzëqesh lehtë (ëmbël, hidhur). Buzëqesh me pahir (me qesëndi). I buzëqeshin njëri-tjetrit.*
2. *vet. veta III fig.* Del, shfaqet me një pamje të gëzueshme e të këndshme. *Buzëqesh dielli (hëna). Buzëqesh mëngjesi. Buzëqesh deti. Buzëqesh natyra (pranvera).*

3. *vet. veta HI fig.* Me del përpara si diçka e bukur dhe e gëzuar, me afrohet si diçka premtuese, duket sikur do t'ia arrij, me bëhet i mundshëm (për fitoren, suksesin etj.). *Nuk i ka buzëqeshur fati* nuk i ka ecur në jetë. *Na buzëqesh e ardhmja.*
BUZËQESHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi Sipas kuptimeve të foljes BUZËQESH.
2. Lëvizje e lehtë e buzëve, që shpreh ndjenja të ndryshme, gjendje të ndryshme shpirtërore (gëzim, kënaqësi, qesëndi, tallje etj.). *Buzëqeshje e çiltër (e dlirë). Buzëqeshje e lehtë (e ëmbël, tallëse, e djallë-zuar). E priti (e përshëndeti) me buzëqeshje.*
*k* Shkëmbyen buzëqeshje *keq. shih te* SHKËMBEJ$_2$.
BUZËQESHUR *mb.* 1. Që e mban buzën në gaz, i qeshur. *Gjithmonë buzëqeshur.*2. *përd. ndajf.* Me buzë në gaz, me gëzim. *Të pret buzëqeshur,*
BUZËQUMËSHT *mb.* 1. Që është ende fëmijë, i parritur.
2. *fig. mospërf.* I papjekut e pa përvojë, që s'është bërë ende për t'u përfillur.
BUZËRRIPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Faqe e një kodre a e një shkëmbi që bie thikë, shembëtirë, rrë-zimë; skërkë.
BUZËSUMBULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *mb.* Shi-she e rrumbullakët e me grykë të ngushtë, që për-doret për të mbajtur pije të ndryshme.
BUZËSHEGË *mb.* 1. Që i ka buzët të bukura e të kuqe si shegë.
2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit. BUZËSHEQER,~E *mb.* Gojëmbël, gojëmjaltë. BUZËSHKRUMB *mb.* Buzëpjekur.
BUZËSHTREMBËR *mb.* 1. Që i ka buzët të shtre-mbëia; që i shtrembëron buzët nga ndonjë ndjenjëe fuqishme.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BUZËTRASHË *mb.* 1. Që i ka buzët të trasha.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BUZËTRËNDAFIL,~E *mb. poet.* Që i ka buzët të bukura si trend afil, buzëburbuqe (zakonisht për vajzat e për fëmijët).
BUZËTHARË *mb.* 1. Që i janë tharë buzët (nga etja, nga vapa etj.). 2. Buzëpjekur.
BUZËTHATË *mb.* 1. Që i ka buzët të thata. 2. *fig.* Që s'ka asgjë, që s'ka të vërë gjë në gojë; i mjeië. *Mbeti buzët hale.*
BUZËTHYER *mb.* Që i ka buzët të thyeia (për enët). *Poçe (gotë) buzëthyer.*
BUZËVARUR *mb.* 1. I mërzitur, i zemëruar e i pakënaqur, që i ka varur buzët.
2. *përd. ndajf.* Me buzë të varura, më të keq, pa dëshirë. *Të pret buzëvarur.*
BUZËVlÇ,~E *mb. mospërf.* 1. Që i ka buzët të gjera e të trasha si të viçit. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BUZËVRER *mb.* 1. I hidhëruar nga një fatkeqësi, i helmuar.
2. Që flet gjithnjë keq për të tjerët, që nxjerr vrer nga goja, gjuhëhelm.
BUZËZ,~A i . *sh.* ~A, ~AT *veter.* Sëmundje e kafshëve, sidomos e bagëtisë së imët, që shfaqet me disa puçrra në buzë; puçrrat që dalin në buzë nga kjo sëmundje. *ka rënë buzëza. I kanë dalë buzëza.*
BUZËZ,~A н • *sh.* ~A, ~AT. Rrjetë e vogël prej litari, që u vihet qeve në gojë gjatë punës që të mos bëjnë dëme; hundëz.
BUZËZI,~ZEZË *mb.* 1. Qëi ka buzët të zeza (për kafshët). *Lopë (dele) buzëzezë. Gomar buzëzi.*
2. *fig.* Fatkeq, fatzi.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
BUZlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qen me buzë të zeza.
BUZJE *mb.* 1. Me buzë të gjera (për tepsitë, tavat etj.). *Tepsi (tavë) buzje.* 2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BUZM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Kërcu i madh. *Buzm i trashë (i rrumbullakët). I shëndoshë si buzm. Pres një buzm.*
2. *etnogr.* Kërcu i trashë që vihej në zjarr natën e kërshëndellave. *Nata e buzmit* nata e kërshëndellave. *Buzmi bujar!* përshëndetje që përdorej natën e kërshëndellave.
3. Carani i vatrës.
BCZO,~JA *m. sh.* ~, ~T. 1. *keq.* Ai që i ka buzët të trasha, të varura e të shëmtuara.
2. Kafshë mashkull që ka shenjë në buzë, zakonisht një njollë të bardhë ose të zezë.
BUZOÇ,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *zool. shih* VUOSH,~I. BUZOÇ,~E *mb. keq.* Buzaç.
BUZOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që shqiptohet me pjesë-majrjen e buzëve (për tingujt). *Tingull buzor. Bash-ketingëllore buzore.*
2. JI *em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tingull buzor.
BUZORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh ba-rishtore ose shkurre, ku bëjnë pjesë borziloku, ri-goni, sherbela, rozmarina, livanda etj.
BUZUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *muz.* Vegël muzi-kore me tela, me bisht të shkurtër e me kasë të ma-dhe. *bie buzukut.*
-A- I bie buzukut *tall,* flet shumë e në tym dhe s'ia vë veshin askush, i bie legenit.
BUZHEL,~E *mb.* 1. Që është i trashë e i fryrë nga trupi, bushiq.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BUZHELË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Flluskë që del zakonisht në buzë nga ethet ose nga djegiet. *Iu bënë buzhela.*
BUZHELË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Turjelë e madhe për të hapur vrima në dru, e cila rrotullohet më të dyja duart. *Shpoj me buzhelë.*
BYC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Elbth, kath.
BYGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Varg duhani i mble-dhur rrumbullak.
BYK,~U m. *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Kashtë e imët dhe e copëtuar, që del nga shirja e nga pastrimi i grurit, i elbit, i orizit, i tërshërës, i thekrës etj. dhe që përdoret si ushqim për kafshët, për shtroje etj. *Byk i trashë. Byk gruri (elbi, tërshëre, orizi, liri).*
*2.* Pluhur i imët që del nga sharra, nga kalbëzimi i drurit etj. *Byk sharre. Byk druri.*
3. *fig. keq.* Njeri a send që nuk ka asnjë vlerë dhe që s'hyn në punë; mbeturinë e padobishme. *Kashtë e byk. Është byk.*
4. *përd. mb.* Që është bërë cope e çikë, që është si pluhur. *Cope e byk. E bëj byk* e bëj copë-copë, e bëj pluhur.
• E bëri byk a) e prishi, e shkatërroi krejt; e zhduku, e përlau; b) *thjeshtligj.* e mundi keq dike, e dërrmoi fare, e bëri hi e pluhur. U U byk a) u lodh shumë, udërrmua, u copëtua; b) u shkatërrua, u prish krejt; c) u Vra shpirtërisht, u dërrmua. Ndaj bykun (kashtën) nga kokrrat ndaj bykun nga gruri. Ndaj bykun nga gruri ndaj a dalloj të pavlefshmen nga e vlefshmja, veçoj të keqen nga e

mira, ndaj shapin nga sheqeri. Byku i Kumbarës *astr., krahin.* Kashta e Kumtërit.
BYKËLINA,~T. *vet. sh.* Byku që mbetet në lëmë pas shirjes së të lashtave, bykërat.
BYKËZIM,~I *m. bujq.* Veprimi sipas kuptimit të foljes BYKËZOJ. *Bykëzimi i rrënjëve (i fidanëve, i pemëve).*
BYKËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *bujq.* Mbush c mbuloj me byk rrënjët e pemëve, me qëllim që të ruhet lagështia, të plehërohet toka dhe të pengohet zhvillimi i barërave të këqija.
BYKOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Mbushem me byk, bëhem me byk.
BYLME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *ndërt.* Mur ndarës, ndërmjetëz. *ndarë me bylme.* 2. Rrob ë që i vihet kalit et j. nën shale a nën samar.
BYLYK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Njësi ush-tarake në Perandorinë Osmane, që përbëhej nga një-qind deri dyqind e pesëdhjetë ushtarë me pagesë.
2. *vjet.* Turmë njerëzish, tufë kafshësh a grup sen-desh. *Një bylyk njerëzish (fëmijësh, grash). Një bylyk delesh. Një bylyk ullinjsh. U ndanë në bylykë.*
!• Ra në bylyk *vjet.* e kapërceu moshën e miturisë, arriti moshën madhore dhe mund ta përballojë jetën në mënyrë të pavarur, erdhi në moshë, u be burrë.
BYLYKBASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Koman-dant bylyku; oficer i ushtrisë osmane, i cili mbante rregullin publik.
BYMEHET *vetv.* 1. *fiz.* Zmadhon e rrit vëllimin, nga nxehtësia, nga lagështia etj. pa ndryshuar natyrën e yet, fryhet (për një trup); *kund.* tkurret. *Bymehet uji\ (ajri). Bymehen metalet. Trupat bymehen.*
2. Fryhet, ënjtet (për fytyrën etj.); fryhet, mbushet plot, vjen (për lumin). *Fytyra iu bymye. Po bymehet Jumi.*
*3. Pës. e* BYMEJ.
BYMEJ *kal..* ~EVA, ~YER *fiz.* Zmadhoj a rrit vëllimin e një trupi me anë të nxehtësisë, të lagështisë etjL pa i ndryshuar natyrën, e fryj; *kund.* tkurr. *Bymej*
*një trup. Nxehtësia by men (trupat).*
EYMIM,~I *m. fiz.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve BYMEJ, BYMEHET. *Bymimi i trupave (i lëngjeve, i gazeve). Bymimi i mineraleve.*
BYMYER (i, e) *mb.* 1. *fiz.* Që është zmadhuar, që ka rritur vëllimin nga nxehtësia, nga lagështia etj. pa ndryshuar natyrën e vet; i fryrë (për një trup); *kund.* i tkurrur. *Trup i bymyer. Ajër i bymyer. Ujë i bymyer.*
*1.* I fryrë, i ënjtur (për fytyrën etj.); i mbushur, i kërcyer. *Me duar të bymyera.*
BYMYES,~E *mb. fiz.* Që zmadhon vëllimin e një trupi pa i ndryshuar natyrën; që e fryn diçka; *kund.* tkurrës. *Veprim bymyes.*
BYMYESHËM (i), ~ME (e) *mb. fiz.* Që mund të bymehet (për një trup); *kund.* i tkurrshëm. *Met ale të bymyeshme.*
BYMYESHMËRI,~A . *fiz.* Veti e një trupi që mund të bymehet; *kund.* tkurrshmëri. *Bymyeshmëria e trupave*
BYN *jokal.,* ~RI, ~RË. Bën “by”, bërtet (për kafshët). *Po byjnë qetë.*
BYPE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Këmborë e madhe, që u vihet deshve ose cjepve, buqe.
BYR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Urith.
BYR *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* la dal në krye një pune, e nxjerr mbanë, e mbaroj.
BYRAZER,~I *m. sh.* ~Ë,~ËT *bised. shih* VËLLA, ~AI. *Byrazeri imadh. Byrazerët e mi. U be byrazer me dike.*
BYRAZERKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised. shih* MOTËR,~RA. *Byraierka e vogël. E bëri byrazer-kë.*
BYRDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* 1. Pa-ravithe, vithanike. *hodhi byrden kalit. E mbuloi me byrde.*
*2. vjet.* Perçe.
BYREÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjell.* Byrek i vogel në trajtë katrori a trekëndëshi. *Byreçka me djathë (me mish, me qepë).*
BYREK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Gatesë me petë të holluara një nga një e të ndera në tepsi, që mbushet brenda me mish të grirë ose me djathë, me vezë, me presh, me spinaq etj. dhe që piqet në furrë. *Byrek me mish (me djathë, me vezë, me lakra, me kungull). Byrek me mollë.*
•*k* Ta pjek byrekun *shih te* PJEK r. Nuk me ftohet byreku (piafi) *thjeshtligj. shih te* PILAF,~I.
BYREKSHEQER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Ëm-bëlsirë, që bëhet zakonisht me miell misri, të për-zier me gjalpë e me sheqer, të nderë në tepsi e të pjekur në furrë.
BYREKSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shet byrekë, shitës byrekësh.
BYREKTORE,~JA . *sh.* ~E ~ET. Dyqan i posaçem, ku bëhen dhe shiten byrekë.
BYRO,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Grup njerëzish të zgjedhur në k:rye të një komiteti ose të një organiza-te politike e shoqërore, që udhëheqin veprimtarinë e komitetit a të organizatës për një periudhë të cak-tuar. *Byroja Politike e KQ të PPSH. Byroja e orga-nizatës-bazë të Partisë. Byroja e organizatës së rinisë. Byroja e komitetit të Partisë. Sekretar (anëtar) i by rose. Mbledhja e byrosë.*
*2.* Grup specialistësh qe drejton veprimtarinë tek-niko-shkencore në një ndërmarrje, udhëheq e kontro-llon një veprimtari të caktuar në një institucion shte-tëror ose është ngarkuar të studiojë një cështje me rëndesi. *Byroja teknike (teknologjike). Byroja e pro-jektimit. Byroja e çmimeve.*
BYRYNXHYK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Fill i hollë mëndafshi. *Qep (qëndis) me byrynxhyk.*
*2.* Pëlhurë e bërë me fill mëndafshi. *Këmishë (perde) byrynxhyku.*
BYRYTET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Pellet e bërlyket (demi, kau etj.).BYTËRIN *jokal.,* ~U, ~RË. Bërlyket, pellet (për gjedhin). *Bytërin lopa.*
BYTYNTË (i,e) *mb. vjet.l.* I sheshtë, i rrafshët. *Vend i bytyntë.*
2. Prej një cope të vetme, njëpjesësh, i njëjtë. *Pllakë e bytyntë. Prag i bytyntë.*
3. *fig.* I trashë nga mendj a, budalla, tutkun.
BYTHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Këtëu, cung. *Bythak lisi (plepi).*
BYTHAKREJ *ndajf.* Duke u rrokullisur kokë e këmbë, rrokullimthi. *Ra bythakrej.*
BYTHANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Filiz që del në rrënjët e një druri, zakonisht në rrënjët e pemëve (të kumbullës, të fikut, të manit etj.).
BYTHAS *ndajf. bised.* 1. Praptazi. *U tërhoq (doli) bythas.*
*2.* Duke u zvarritur më të ndenjurat nëpër tokë, rrëshqanë. *Ecte bythas.*
BYTHÇAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesa e prapme e tirqve.

BYTHÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* FUNDÇE, ~JA i. *Bythçe duhani.*
2. Pjesa e poshtme e bimëve, së bashku me rrënjët. *Bythçe misri. Bythçja e zhukës. Shkul bythçet.*
BYTHEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Djalë a burrë, të cilin e merrte me vete një i ftuar në dasmë ose në një festë.
BYTHECE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Paravithe, vithanike.
2. Një cope rrobë, zakonisht e leshtë, që u vihet fëmijëve të vegjël në të ndenjura, kur i lidhin në shpërgenj; shtytkë.
BYTHË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. *anat.* Pjesa e prapme e trupit të frymorëve në fund të kurrizit; organi i jashtëqitjes dhe mollaqet;të ndenjurat. *By-tha efoshnjës. Bytha e kalit. Bytha e pules. Rri në by the.*
*2.* Fundi i një ene nga ana e jashtme. *Bytha e ku-sisë (e kazanit, e tiganit, e shishes).*
3. Pjesa e poshtme e një druri a e një sendi që rri pingul në tokë, fundi i një druri, rrëza. *Bytha e fikut (e ullirit, e lisit, e arrës, e kumbullës). Në bythë të mullarit.*
4. *shih* BYTHÇE,~JA.
• Bytha e kusisë! *shar. shih te* KUSl,~A. Me bythë përpjetë *shih te* PËRPJETË. Ishte bythë e brekë *me dike thjeshtligj., keq.* ishte tepër i afërt me dike, ishte i lidhur shumë ngushtë me të. S'i ze bytha vend *thjeshtligj., keq. shih te* VEND,~I.
BYTHË *parafj. thjeshtligj.* Në pjesën e poshtme (të një druri a të një sendi që rri pingul), rrëzë. *Bythë lisit (rrapit, manit). Bythë mullarit.*
BYTHËÇJERRË *mb. thjeshtligj.* 1. Qc është copë-•copë nga rrobat, i rreckosur.
2. *fig.* Shumë i varfër, i këputur.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. BYTHËGRISUR *mb. thjeshtligj.* Bythëçjerrë.
BYTHËGJERË *mb. thjeshtligj.* 1. Që harxhon kot për të tjerët, që është bujar më të tjerët pa nevojë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
BYTHËJASHTË *mb. thjeshtligj.* 1. I zhveshiir, lakuriq, pa gjë në trup.
2. *fig.* Që s'mban asgjë të fshehtë, që flet shumë e nxjerr çdo gjë; bythëzbuluar.
BYTHËKROMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1.,
Trëndafili i egër. 2. Ferrac.
BYTHËPËRPJETË *ndajf. bised.* Përmbys, kokë-poshtë, me këmbë përpjetë. *E hodhi (e ktheu, e rrë-zoi) bythëpërpjetë.*
BYTHËPRAPSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Ter-
hiqem prapa, eci praptazi, zbythem.
BYTHËPRAPTAS *ndajf.* Praptazi. BYTHËPRAPTAZI *ndaj.* Praptazi. BYTHËPRAPTHI *ndajf.* 1. Praptazi. 2. Përmbys; nga ana tjetër, nga e prapta.
BYTHËQlQËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Bimë që rritet si shkurre, me degë të holla e të gjata që kacavaren, me lule gjatoshe si kallam dhe me kokrra si qiqër.
BYTHËPIJLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjek.* Urdhje, shpërgëti.
BYTHËQYQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë e egër, me kërcell të gjatë, të mbushur në të dyja anët me gjethe të mëdha e të rrumbullakëta, që lëshon fara si kokrrat e arrës dhe që del zakonisht nëpër ara të mbjella.
BYTHËTURTULL *mb. thjeshtligj.* Që lëviz shumë, që nuk zë vend.
BYTHËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Ndenjëse. stol i vogël. *Bythëz dërrase.*
*2.* Thela e bishtit të një shpendi, qe zakonisht i jepet mikut për ta nderuar.
3. *shih* BYTHECE,~JA $_2$.
BYTHËZBULUAR *mb. thjeshtligj.* Bythëjashtë.
BYTHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Pjesa më e trashë që del nga liri ose nga kërpi kur e krehim, shtupë. *Bythkë liri (kërpi). Fije bythke.*
BYZYLYK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Rreth prej metali të çmuar, prej kocke etj., që vihet si stoli në kyç të dorës a në llërë. *Byzylyk ari (fildishi).*
*2.* Kyçi i dorës a i këmbës. *Byzylyku i dorës (i këmbës).*
3. *vet. sh. thjeshtligj., iron, shih* PRANGA,~T.

# C

C. 1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e tretë e alfabetit të saj, e cila shënon kite bashkëtingëllore. *Bashkëlingëllorja c. Shkronja c. Tingulli c.*
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja c. *C-ja e madhe (e vogël). C-ja e dorës (e shtypit). C-ja nit-lore.*
3. Simbol i një grupi vitaminash. *Vitamina C.*
CA i *pakuf. bised.* 1. Një sasi e papërcaktuar, jo e madhe, me shumë se dy-tre, por jo shumë (nje-rëz, kafshë, sende etj.), disa. *Ca njerëz. Ca pëllumba. Ca fiq. Në ca vende. Para ca ditësh. Ca vjet me pare. Pas ca muajsh. Aty e ca muaj të shkuar.*
2. Një pjesë, jo të gjithë, disa nga një shumicë; një pjesë nga një lëndë; një sasi, pale. *Ca bukë (ujë). Ca mish. Ca drithë. Ca kohë. Ca ushtarë luanin, ca këndonin.*
3. Disa njerëz, disa kafshë ose disa sende. *Ca niseshin, ca ktheheshin. Cave u pëlqen me shumë dimri se vera. Ca të nëne's, ca të njerkës.*
4. *përd. pj.* Përdoret përpara emrit të një frymori ose të një sendi, kur folësi shpreh një fare habie, ad-mirimi a përçmimi ose kur atij i duket se dikush a diçka ngjan me një tjetër. *Kishte ca dhëmbë të bardhë si rructza. Atje tej u dukën ca si njerëz.*
• Ca e ca njerëz disa njerëz.
CA ii *ndajf.* 1. Në një fare sasie ose shkalle, jo aq pak; një kohë jo shumë të gjatë; diçka, pak. *Edhe ca. Ca e vështirë. Ca i madh. Ca i vogël. Ca si tepër. Fjeti ca. U lodhëm ca. Hëngri ca. Punoi (pushoi) ca. Rron (mban, qëndron) edhe ca. Priti ca. Zbutet ca. Eja ca. Pas ca.*
*2.* Edhe pak, akoma (me mbiemra e ndajfolje të shkallës krahasore). *Ca me i ri (me i madh, me i vogël, me i gjatë, me i lartë, me i forte). Ca me mirë (me shumë, me tepër). Ca me tutje (me larg, më tej, me thellë). Ca me vonë (me pas).*
3. Në një fare shkalle, pjesërisht, pak (përdoret në krye të një fjalie të varur shkakore ose të një plo-tësi shkaku, për të theksuar shkakun, i cili sjell një pasojë). *Ca nga puna, ca nga vapa filluan Vi rridhnin djersët.*
•*k* Ca nga ca a) pak nga pak; dalëngadalë; b) pjesë-pjesë, pak e nga pak.... e ca diçka me tepër, edhepak mbi atë sasi, edhe disa të tjerë përveç atyre (pas nj4 numërori). *Erdhën njëqind e ca veto. Ishte pesë-dhjetë e ca vjeç.*
CABIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahitu* Petes.
CABOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Stom.
*Cabokë e bregore.*
2. Cope dheu a guti, plis a popël; cope druri, kërcu i vogël. *Cabok dheu. Cabok guri. Cabok druri.*
CAC *kal.,* ~A, ~UR *famil.* 1. Mësoj foshnjën të ecë, e përkëmb. *Cac fëmijën.* 2. *jokal.* Eci ngadalë e me zor, duke u mbajtui si
fëmijët e vegjël.
CACËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Krehër i gjerë që e pëidorin grate, llanar. *Cacër prej briri. Me cater*
*e pasqyrë.*
• Cac6r pa dhëmbi *shar. shih te* DHËMB,~I.
CAFULLlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes CAFUIXON.
CAFULLON *jokal.,* ~OI, ~CAR. Leh qeni me ndërprerje, bën “caf” <<caf”, sidomos kur ndjek gjahun. *Cafullon langoi.*
CAHERË *ndajf. krahin.* Ndajnatëherë, ndaj të ngrysur.
CAJKË,~A . I. ~A, ~AT. 1. Endje e leshtë, që do të çohet në dërstilë, shajak i padërstilur. *Cajkat i çonin në dërstilë.*
2. Shami koke e trashë. *Lidh cajkën.*
CAK,~KU *m, sh.* ~QE, ~QET. 1. Vija që ku-fizon diçka, kufiri; buza në skajet e një sendi. *Caqet e ares. Caqet e fshatit. Shënoj caqet.*
*2.* Shkalla më e fundit ose më e lartë e diçkaje, kufiri deri ku airin diçka ose dikush, skaji i fundit i diçkaje; kufi. *Caku i lartësisë. Caku i jetës. Caku me i lartë* kulmi.
3. *fig.* Kufiri që është caktuar ose pranuar për diçka; masa e lejueshme, norma. *Caqe të ngushta. Caqet e parashikuara. Caqe kohore. Pa cak e pa anë. Brenda këtyre caqeve. I vë cak. I kapërcen caqet. E kalon ca-kun. Del jashtë caqeve. Nuk ka cak. Nuk di cak.*
4. *fig.* Shkallë më e lartë që synojmë të arrijmë,pikësynim. *Drejt caqeve të reja. Caku i fundit. Arrij cakun më të lartë.*
5. Vendi që zëmë për të ndenjur gjithnjë; vendi ku ngulemi për të jetuar ose për të punuar. *Njeri pa cak. Nga caku në cak. Pa plëng e pa cak. Zë cak. Ngul cakun. Kërkoj cak. Vë cak. Rri (qëndron) në cakun e vet. Dera e përtimit, caku i mjerimit. fj. u.*
6. *shih* BICE,~JA i. *Zë cakun. Mbeti pa cak. Ndërroj cakun.*
7. Shenjë që vihet si kufi në disa lojna fëmijësh; një lojë, në të cilën fëmijët mund ta prekin lojtarin kundërshtar deri në një kufi të caktuar. *Rri pranë cakut. Luaj cak.*
8. *sport, shih* ARRITJE,~A;..
9. *mat.* Madhësi e pandryshueshme, së cilës mund t'i afrohet shumë një madhësi tjetër e ndryshueshme.
10. Afat kohe. *qëndroj cakut. E shkurtoj cakun.*
11. *bised.* Kënd, skaj, qoshe. *Caku i shtëpisë. Caku i yatrës.*
• Gjer në cakun e fundit deri në pikën e fundit. E zuri në cak *keq.* e zuri duke kryer një vepër të këqe, e zuri me presh në duar.
CAKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Trastë e vogël prej pëlhure të nolle ose prej leshi; qese. *Caka e bukës. Cake me tniell. Mbush cakën. Zë djathin në cake. Kulloj niseshtenë në cake.*
*k* Është gjithë caka vjedh, ka dorë; është brae. Ka pesëqind caka në kokë ka shumë telashe e kokë-çarje, e kanë mbuluar hallet.
CAKË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *fin., vjet.* Pjesë e caktuar e një pagese, kuotë. *Caka e kamatës. Der-dhnin cakat.*
CAKËLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes CAKËLLOJ.
CAKËLLOJ *kal.* dhe *jokal,* ~OVA, ~UAR. Çokas; kërcëlloj. *Cakëlloj gotat. I cakëllonin dhëmbët.*
CAKËRR *ndajf. bised.* 1. Drejt përpjetë; pjngul. *Cakërr përpjetë. Cakërr teposhtë. E mbaj cakërr. Bië cakërr. DM e zgjebur, bishtin cakërr* thuhet me mosmiratim për një njeri që kërkon e synon gjëra shumë më të mëdha nga ç'i takojnë a nga ç'mund të bejë; hem qeros, hem qibar.
2. Duke e mbajtur trupin drejt e me hijeshi (në të ëcur). *Ecën cakërr.*
3. *përd. mb. fig.* I zbrazët, bosh; mendjelehtë. *E ka kokën cakërr.*

*iç* E mban bishtin cakërr *keq.* mbahet më të madh, kapardiset (zakonisht për femrat).

CAKËRRAN,~E *mb. bised.* Hundëpërpjetë, mendjemadh; mendjelehtë.

ÇAKËRRt,~A . Shi i ftohtë, i përzier me bore. *Bie cakërri.*

CAKËRRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit 1 tëfoljeve CAKËRROJ, CAKËRROHEM.

CAKËRROHEM *vetv.* 1. Acarohem me f jalë, nde-shem me dike, përplasem. *U cakërruan me fjalë.* 2. *Pës. e* CAKËRROJ. *Cakërrohen gotat.*

CAKËRROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përpjek lehtë, çokas. *Cakërroj gotën (faqoren) me dike. Cakërroj kokën për dere.*

2. *fig.* Përplas njërën me tjetrën, i vë në kundër-shtim a në ndeshje. *Cakërroj fjalët me dike.*

3. *jokal. fig.* Nxjerr një tingull të lehtë, kur ço-kitet. *Cakërronin këmborët.*

CAKËSOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me cakun e diçkaje, që ndodhet në cakun e diçkaje, i cakut, skajor.

CAKLLASË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fustan i gjatë deri në fund të këmbeve me kinda e pala, që e mbanin grate në disa krahina. *Cakllasa me kinda.*

CAKORRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Sëpatë e vogël, latore, naxhake. *Cakorre e mprehtë. Pres me catçorre. E goditi (i ra) me cakorre.*

*2. zool.* Kocë e vogël.

• la preu me cakorre *dikujt* ia tha në mënyrë të prerë, ia tha cope, ia preu me sëpatë.

CAKOS i *kal,* ~A, ~UR *krahin.* 1. E mbush diçka me zor sa nuk nxë me, e rras fort, e ngjesh mirë. *E cakosi mirë thesin (torbëit).*

*2. fig.* Mbledh pak e nga pak, duke kursyer shumë, kursej diçka çika-çika.

CAKOS II *kal.,* ~A, ~UR *bised.* E zë duke kryer një vepër të keqe, e zë me presh në duar, e zë në cak; e kap në vend.

CAKTIM,~I *m. 1.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CAKTOJ, CAKTOHEM. *Caktimi i çmimeve. Caktimi i dates. Caktimi i vendeve. Caktimi i detyrave (i normave). Caktimi i përgjegjësit.*

2. *bised.* Masë e caktuar; afat i caktuar, cak, kufi. *I dhanë leje pa caktim.*

3. *sh.* ~E, ~ET *drejt., vjet.* Vendim; nen i një ligji, i një rregulloreje etj., ajo që caktohet me një ligj a vendim.

CAKTOHEM. *Pës. e* CAKTOJ. *Caktohet çmimi (shpërblimi, pensioni). Caktohet dita (data, ora, ko-ha). U caktuan kufijtë. U caktua drejtor (brigadier, shitës, rojë). Iu caktua një punë (një detyrë). Caktohet për fare. Caktohen detyrat (normal). Caktohet taktika. U caktua përgjegjësi.*

CAKTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Vendos pre-raZhsasinë, masën ose vendin e diçkaje, i vë një cak; vë një afat, vendos që me përpara me përpikëri ko-hën e nevojshme për diçka. *Caktoj çmimin (shpërbli-min, rrogën, pensionin). Caktoj kufijtë. Caktoj orën (ditën, datën, afat in, kohën). Caktoj takimin.*

*2.* E vë në një detyrë, e ngarkoj me një punë; e emëroj; i jap a i ngarkoj (një punë, një detyrë etj.). *E caktuan përgjegjës (brigadier, komisar). Caktoj në një detyrë. I caktoj një punë (një detyrë).*

3. E lë për një qëllim, e ndaj për një punë. *Caktoj truallin për ndërtim. Caktoj një tokë për vresht. Caktoj grurin (misrin, patatet...) për fare.*

*4.* Përcaktoj mënyrën e një veprimi, vendos mirë për një qëndrim. *Caktoj vijën. Caktoj strategjinë (taktikën).*

CAKTUAR (i,e) *mb.* 1. Që është vendosur në mënyrë të prerë; që është në një masë ose sasi të prerë, që është caktuar me përpikëri qysh me pare. *Me çmime të caktuara. Në orën (në kohën, në afatin) e caktuar. Në vendin e caktuar. Ditën e caktuar. Brenda afatit të caktuar.*

2. Që është vënë si detyrë për ta zgjidhur a si cakpër ta arritur, që është caktuar si pikësynim. *Detyral e caktuara. Qëllime të caktuara.*

3. Që dihet, që është pranuar si i njohur e i dhënë dhe që merret patasysh; që njihet pak a shutnë. *Në kushte (në rrethana) të caktuara. Në një shkallë të caktuar. Në një epokë të caktuar. Luan një rol të caktuar.*

4. I përcaktuar, i vendosur. *Mbaj një qëndrim të caktuar.*

5. *gjuh., vjet.* I shquar.

CAKTHI *ndajf.* Luaj cakthi: luaj doçe.

CAKIJLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Cakëe vogël, trastë e vogël. *Mbush cakulen.*

2. Flluskë që ngrihet në lëkurë nga një pickim ose djegie; gungë, xhungë. *doli një cakule.*

CAKULTHI *ndajf.* Me trup të kërrusur, duke qenë i përkulur përpara, gërmuq. *Punoj cakulthi. Rrica-kulthi.*

CALIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kacek, shakull, kaçup. *Calik vaji. Calik me verë. Caliku i farkëtarit. I fryrë si calik.*

*2.* Trastë e vogël prej lëkure të regjur keci ose qen-gji, që mbahet Zakonisht nga barinjtë. *Calik me bukë. Me calik e me fyell.*

3. *min.* Hapësirë e rrumbullakët në minierat e nën-dheshme, që shërben për të lidhur dy galeri ose një galeri me vendin e nxjerrjes së mineralit.

• U be calik (kacek) *shih te* KACEK,~U.

CALINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Armë brezi me grykë të gjerë e me çark. *Me calinë në silah.*

CAMËRDHOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Fëmijë i vogël, vocërrak. 2. *si mb.* ~> ~E. I vogël, vocërrak.

CAMËRDHOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vajzë e vogël, vocërrake.

CAMUNZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lëkurë e njo-më, që hiqet nga degët e holla të disa drurëve dhe që përdoret si pipëz në boritë e fëmijëve; pipëza e bërë me këtë lëkurë. *Heq camunzën. I bie camunzës.*

CANGADHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dele që ka mbetur pa qengj ose dhi, që ka mbetur pa kec dhe që mbahet për qumësht, enjë. *Mjel cangadhen. Mbeti cangadhe. Rrit qengjat me cangadhe.*

*2. vet. sh.* Dhen a dhi të pakta, që shkëputen nga tufa e mbahen pranë shtëpisë për qumësht; pak kokë dhi ose dhen, që kanë mbetur e që s'kanë shumë qumësht. *Kullot cangadhet. Nxjerr (mbledh) canga-dhet.*

CANGADHJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bariu që ruan cangadhet e fshatit. *Cangadhjari i fshatit.*

CANGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Pemë e papjekur dhe e forte. *Këputi (hëngri) ca canga. Canga të mbledh gojën.*

*2. përd. mb.* 1 papjekur dhe i forte (zakonisht për pemët). *Fik cangë. Dardhë (pjeshkë, qershi) cangë.*

3. *fig.* I papjekur nga mendja. *Është akoma cangë.*

• E ka kokën cangë është kokëfortë, është kokë-gdhe.

CANGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *krahin.* 1. Kapëse e vogël, zakonisht prej teli, që përdoret për të

mbërthyer rrobat ose për të varur diçka në to; mbër-theckë. *E mbërtheu me një cangël. E vari në një cangël.*
2. *vet. sh.* Rrecka që varen nga rrobat e grisura, zhele.
CANGËL *ndajf. krahin.* 1. Varur, pezull në ajër. *E mbaj këmbën cangël. E ngre cangël. Rri cangël. Varet cangël.*
2. *fig.* Pezull, në erë, mëdysh, me mend je të ngritur. *E ka mendjen cangël. Ka mbetur cangël.*
CANGËLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Ngre pezull, mbaj a çoj cangël.
CANGËR *mb. krahin.* I ndenjur, bajat; i hupët. *Bukë cangër.*
CANGËROHET *vetv.,* ~UA (u), ~CAR *krahin.* Bëhet bajat. *Buka cangërohet.*
CANGLA-CANGLA *mb. krahin.* 1. Lecka-lecka, zhele-zhele.
2. *fig.* Të ndarë e të përçarë, fije-fije; të shkëputur. *U bënë cangla-cangla.*
CAPË,~A I . *sh.* ~A, ~AT. *shih* ÇAPË, -An.
CAPË,~A n. Shtresë e forte e tokës nën shtresën e butë që punohet; taban. *qiti capën tokës.*
CAPËRLOHEM *vetv. bised.* 1. Vritem keq, bëhem cope, copëtohem. *Iu capërluan duart.*
*2.* Çirrem e shqyhem me një tjetër, duke u zënë, copëtohem. *U zunë e u capërluan.*
3. *shih* ÇAPËRLOHEM 4.
CAPËRLOJ *kal,* ~OVA, ~CAR *bised.* E grij dhe e bëj copa të vogla; e çjerr shumë dhe ia bëj mi-shin copa-copa; e copëtoj keq, e prish krejt. *Capërloj gishtat. I capërloi breshri të lashtat.*
CAPËRLUAR (i,e) *mb. bised.* 1. I grirë, copë-copë; i çjerrë e i grisur krejt. 2. *fig.* Shumë i lodhur, i rraskapitur, i këputur.
CAPËTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* ÇAPËTOR, ~I-
CAPËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* ÇAPË-TORE,~JA.
CAPIM,~I m. *shih* ÇAPITJE,~A H.
CAPINË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël prej metali, me majë hekuri të kthyer pak e me bisht të gjatë, që përdoret për të tërhequr rrëshqanë dhe për të rrokullisur trupat e drurëve. *nguli capinën trungut të pishes.*
*2. tek.* Mashë e madhe për të kapur dhe për të lë-vizur pjesë metalike të nxehta.
CAPlN'Ë,~A II . Tokë së cilës i është gërryer shtresa e sipërme e punueshme e i ka dale tabani, tokë që i ka dale capa në sipërfaqe.
CAPlT *kal.,* ~A, ~UR. *shih* ÇAPIT n. CAPlTET *pës. shih* ÇAPITET n. CAPITJE,~A . *shih* ÇAPITJE,~A n. CAPITUR (i,e) *mb. shih* ÇAPITUR (i,e). CAPOHET *pës. shih* ÇAPITET n. CAPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* ÇAPIT n. 2. *krahin.* Shkrif leshin me dorë.3. *fig.* E mund tjetrin me fjalë e me punë, e vë poshtë.
CAPOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* CJAPOK,~U.
CAPORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *shih* CJAPORE, ~JA.
CAPUAR (i,e) *mb. shih* ÇAPITUR (i,e).
CAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Titull i dikurshëm i pe-randorit ose i mbretit në disa vende sllave; njeriu që mbante këtë titull. *Pallati i carit. Caret e rinj* krerët revizionistë.
CARAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT dhe CARACË,~A
. *sh.* ~A, ~AT. Dru i lartë i vendeve të ngrohta, me lëvore të lëmuar, me gjethe të vogla të dhëmbëzuara, që bën kokrra të vogla e me bisht të gjatë; kokrrat e këtij druri, të cilat kui piqen bëhen të zeza e hahen. *Dru caraci. U poqën caracal.*
ÇARADCNG *mb. krahin.* Shkurtabiq.
CARAN,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Secili nga të dy gurët e vendosur në anë të vatrës, midis të cilëve vihen drutë për t'u djegur; gur vatre. *Carani i vatrës. Mbështet mbi caran. Vë mbi caran. Shkul caranjtë. Rri pranë caranit. Carani e ka v en Jin në vatër. fj.u. Iu shkimtë carani! mallk.* mos i mbettë njeri në shtëpi!, iu shoftë vatta!
2. Vendi pranë vatrës, qoshe. *Zuri caranin.*
3. Gur varri. *Rri si caran. I ka rënë carani varrit.*
4. Gur kufiri. *Vë (heq) caranjtë.*
5. Gur i madh. *Cjuan me caran.*
6. *përd. mb.* I forte si gur, gur. *Ishte buka caran.* • (E la, mbeti) si carani i vatrës (e la, mbeti) fill i
vetëm, i shkretë. Është jashtë (brenda) caranit të vatrës është jashtë (brenda) temës. I vete (me vjen) te carani i shkoj (me vjen) në shtëpi, i shkel (me vjen) në vatër; e pushtoj, e përqafoj si mik. I luaj caranin në vatër e fyej rëndë. la di trari e carani *shih te* TRA,~RI. Iu shkulën caranjtë e vatrës mbeti fare pa njeri, mbeti shkretë, iu mbyll shtëpia, iu shua vatra.
CARANGTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore shumëvjeçare, me rrënjë të gjatë, me një lule në trajtë tufe me thekë e ngjyrëvjollcë, me ker-cell të lartë, të veshur me gjethe të vogla, të cilat kanë anash gjemba të mprehtë e të hollë. *E shëroi plagërt me rrënjë carangthi.*
ÇARANGTHTË (i, e) *mb. bised.* 1. Që të shpon, i kreshtë. *Kashtë e carangthtë.*
2. *fig.* Që nuk shkon mirë më të tjerët e grindet vazhdimisht, që u bie në qafë të tjerëve; i ashpër, i vrazhdë. *Njeri i carangthtë.*
CAREQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Shportë. *Careqe me fiq.*
ÇARESHË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *Fem. e* CAR,
2. E shoqja e carit.
ÇARINË,~A . *vjet.* Taksë e kohës feudale, q" paguhej si vergji ose për doganë. *Paguanin carinën.*
CARlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Përkrahës i carit ose i carizmit.
CARIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me carin, që i përket carit, i carit; që lidhet me carizmin, i carizmit.
*Autokracia cariste. Despotizmi carist. Pushteti car is t. Politika cariste.*
CARIZËM,~MI *m.* Forme e qeverisjes në disa vende sllave, kucarikishte pushtetin më të lartë e të pakufizuar; regjimi i carit, monarkia absolute me carin në krye. *Lufta kundër carizmit. Përmbysja e carizmit.*
CARCQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Opingë lëkure me majë dhe e zbukuruar me rripa. *Caruqe lëkure. Caruqe me xhufka. Një pale caruqe. Mbath caruqet.*
CARROK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Camër-dhok. *Një tufë carrokë.*
CARROKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Camër-dhoke.
CARRCA,~OI *m. kryes. sh.* ~ONJ, ~ONJTË
*krahin.* Camërdhok. *Carronjtë e katundit. Carronjtë e shkollës. Një tufë carronj.*
CAZË *ndajf. bised.* Fare pak, një çikë fare; në një kohë shumë të shkurtër, fare pak kohë. *Cazë nga cazë. Cazë me poshtë. Cazë me tutje. Rri dhe cazë. Men-dohem cazë. Pas cazë.*
• Me cazë a) pas pak; b) ndaj të ngrysur, në darkë.
CECE *mb. palak.* Miza cece *zool.:* mizë e vendeve të Afrikës, që me pickimin e saj shkakton sëmundjen e gjumit te njerëzit ose helmimin e kafshëve.

CECULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Çekiç i farkë-tarit me majë të mprehtë, që përdoret për të prerë hekurin e nxehur. *Pret gozhdë me cecull. Cecull si daltë.*
CEDËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Dru halor i lartë me kurorë si piramidë, me hala të ashpra, të gjelbra në të hirtë e të mbledhura tufë, që bën boçe rrumbullake ose vezake dhe që përdoret për orendi e në ndertim. *Dru cedri. Rrëshirë cedri. Boçet e cedrit. Pyll me cedra.*
CEDRlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll me cedra.
CEFALOPODË,~T *m. vet. sh. zool.* Klasa më e lartë e butakëve të detit, të cilët kanë rreth kokës zgjatime me ventuza, që i përdorin si këmbë për të lëvizur ose për të kapur ushqimin. *Klasa e cefalo-podëve.*
CEFËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Cipë që mbulon frutat, kokrrat e drithit, farat, vezët etj., lëvore e hollë, gujavë. *Cefël arre. Cefël rrushi. Cefël qepe. Cefla e fasules. Cefël fare. Cefël misri. Cefël veze. I heq ceflën.*
*2.* Cipë e hollë që shkëputet nga sipërfaqja e një sendi, leskër; diçka që është bërë si petë e hollë; cope e vogël dhe fare e hollë. *Cefla suvaje. Cefël sapuni.*
3. *shih* CIFËL,~LA. *Cefël bombe (predhe). Cefël guri. Cefël druri.*
*ir* Zuri cefël *shih te* ZË.
CEFLA-CEFLA *ndajf.* Copa-copa, leskra-leskra. *Bie (shkoqet) cefla-cefla.*
CEFLlS *kal.,* ~A, ~UR. 1. I heq cipën një fruti, një kokrre drithi, një fare etj., e qëroj. *Ceflis një qepë. Ceflis arrën. Ceflis një vezë.*
2. *shih* CIFLOJ.
CEFLISET *vetv.* 1. Bie cefla-cefla; i bie cipa leskra-leskra. *Misri cefliset. I cefliset lëkura. Cefliset shpejt.*2. *shih* CIFLOSET. *Cefliset muri. I cefliset boja.*
CEFLOHET *vetv. shih* CIFLOHET.
CEFLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* CIFLOJ.
CEGËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT *krahin.* Ciknë, acar.
CEJLONEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Cejlonit ose ai që e ka prejardhjen nga Cejloni.
CEJLONEZ,~E *mb.* Që lidhet me Cejlonin ose me cejlonezët, që është karakteristik për Cejlonin ose për cejlonezët, i Cejlonit ose i cejlonezëve; që është krijuar nga cejlonezët. *Populli cejlonez. Fsha-tarët cejlonezë. Këngë (valle) cejloneze.*
CEK *kal.,* ~A, ~UR. 1. Prek lehtë, cik. *ceku dorën.*
2. *fig.* Prek në bisedë ose me shkrim një çështje pa e trajtuar gjerësisht, flas kalimthi për të, zë në gojë, përmend, çek. *Cek një çështje. Cek në bisedë. Cek shkurt.*
CEKAPREKA *ndajf.* Në grindje, me mosmarrë-veshje, majë me majë, thikë me thikë. *E çojnë (e hanëj cekapreka.*
CEKASH *ndajf.* Luaj cekash: luaj në një grup, ku marrin pjesë disa veta, ndër të cilët njëri ndjek të tjerët për të cekur dike prej tyre, luaj me "ta lashë" (lojë fëmijësh).
CEKE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Enë e cekët; xhezve e vogel kafeje, që nxë vetëm një filxhan ujë.
CEKEM *vetv.* 1. Takohem, puqem lehtë; çikem. 2. *Pës. e* CEK 2.
CEKË,~A I . *sh.* ~A, ~AT. *shih* CEKËTINË,~A. *Cekë lumi. Cekë rëre. Anë e cekë* anekënd, vend e trevë. *Ka ceka (lumi, deti). Gjej (kaloj) cekën. Dal në cekë. Ngeci në cekë. Nxjerr (lundrën) në cekë.*
CEKË,~A II . Pjesa më e mirë e dickaje, pjesa më e zgjedhur, balli; maja. *Ceka e duhanit. Ceka e tokës. Ceka e miellit. Ceka e leshit. Ceka e dhenve. Cekë gjelle. Ceka e qumështit* ajka.
CEKË,~A III Qit cekën: vendos të bëj diçka, ia vë vetes si qëllim të bëj diçka, kam ndër mend të bëj diçka.
CËKË,~A IV Loja cekash, loja "ta lashë".
CEKËLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* CEKË-TINË,~A. *Cekëlinë rëre. Doli barka nga cekëlina.*
CEKËT,~A (e) . Vend i cekët, cekëtinë. *Doli në të cekët. Ngeci në të cekët. Nga e cekëta në të thellë.*
CEKËT (i,e) *mb.* 1. Që ka thellësi të vogël; që bëhet në Ihellësi të vogël, që ndodhet jo thellë, që është afër sipërfaqes; *kund.* i thellë. *Ujë i cekët. Lumë (det, liqen) i cekët. Pus i cekët. Vend i cekët. Grope e cekët. Pjatë (enë) e cekët. Xhep i cekët. Tokë e cekët* tokë që e ka të nolle shtresën e punueshme. *Punim i cekët. Lërim i cekët. Shpim i cekët. Rrënjë të cekëta.*
2. *fig.* Që nuk hyn në thelb të çësritjes ose të punës, që merret vetëm me gjërat e sipërfaqshme ose me ato gjëra që duken menjëherë; që i mungon thellësia e mendimit, i përciptë; që është i dobët, jo i thellë. *Njeri i cekët. Njohuri të cekëta. Mendim (gjykim, arsyetim) i cekët. Kuptim (trajtim) i cekët i problemit. Studim (punim) i cekët. Vepër (poezi) e cekët. Analizë e cekët. Përgatitje e cekët. Jetë e cekët. Kontroll i*
*cekët. Gjumë i cekët. Dashuri e cekët. Ndjenjë e cekët. I cekët nga mendja (nga trutë).*
• E ka kokën të cekët nuk mendon thellë, është i lehtë nga mendja.
CEKËT *ndajf.* 1. Jo thellë. *Punoj (lëroj) cekët (token). Mbjell cekët. Është cekët.*
2. *fig.* Në mënyrë të përciptë, në mënyrë jo të the-lluar, përciptas; dobët, jo thellë. *Përshkruaj (trajtoj) cekët. Parashtroj cekët.*
CEKËTINË,~A. JI. ~A, ~AT. 1. Vend i cekët në lumë, në liqen ose në det. *Cekëtinat e lumit. Cekëtinë bregdetare. Ngeci në cekëtinë. Doli në cekëtinë. E nxori në cekëtinë. I largohet cekëtinës.*
2. *fig. libr.* Mungesë thellësie në mendime, cektësi në gjykime e veprime.
CEKlM,~I m. Veprimi sipas kuptimit 2 të foljeve CEKOJ II, CEKOHET n. *Cekimi i peshkut. Cekimi i barkës.*
CEKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve CEK, CEKEM. *Cekja e duarve. Cekja e një çështjeje.*
CEKOHET *vetv.* 1. *shih* CEKTËSOHET. *Cekohet lumi (liqeni).*
2. *Pës. e* CEKOJ n 2.
CEK OJ I *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* CEK.
2. *jokal.* Ndesh në fundin e detit, të liqenit ose të lumit, prek në vend të cekët; zë në tokë. *Cekon në fund. Cekon në dhe (në tokë). Cekoi lundra.*
CEKOJ II *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të zërë cekët, të mos hyjë thellë në tokë (për parmendën). 2. *det.* Heq (nga barka) ujIn ose peshkun, zbraz (barken). *Cekoj ujin nga barka. Cekoj peshkun nga lundra.*
CEKOJËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rrjetë si trastë, me një bisht të gjatë, që përdoret për të zënë peshk në vende të cekëta ose për të mbledhur peshkun në rrjetat e mëdha. *Mbledh peshkun me cekojëse.*
CEKTËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i cekët, të qenët jo i thellë. *Cektësia e vaut. Cektësia e detit.*
2. Vend i cekët, cekëtinë. *Ngeci në cektësi. Doli në cektësi.*

3. *fig.* Të qenët i përciptë, të qenët i sipërfaqshëm, mungesa e thellësisë së mendimit. *Cektësi mendimi (giykimi). Cektësi ideologjike. Cektësi në punë. Mendon me cektësi. E trajtoi me cektësi.*
CEKTËSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes CEKTËSOHET.
CEKTËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* CEKË-TIN Ë,~A.
CEKTËSOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. 1. Bëhet me i cekët. *Cektësohet lumi (liqeni, deti).*
2. *fig.* Bëhet me j përciptë, me i sipërfaqshëm, humbet thellësinë e mendimit. --_______
CEKTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Maja e hekurt e boshtit të mullirit. *Cekthi i boshtit.*
CELEBRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CELEBROJ, CELEBRO-
HET. *Celebrimi martesës. Bëj celebrimin. Përpara (pas) celebrimit.*
16 — 156CELEBROHET *zyrt. Pës. e* CELEBROJ i.
CELEBROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *zyrt.* Bëj veprimet zyrtare për të regjistruar martesën në zyrën ë gjendjes civile. *Celebroj martesën.*
*2. vjet.* Kremtoj, festoj. *Celebroj një ngjarje.*
3. *fet., vjet.* Kryej një shërbcsë fetare. *Celebroi tneshën.*
CELOFAN,~I *m.* Lëndë e tejdukshme dhe e pa-përshkueshme nga uji, që bëhet nga celuloza; fletë të holla të bëra prej kësaj lënde, që shërbejnë për të mbështjellë sende të ndryshme. *Letër celofani. Mbësh-tjell me celofan.*
CELOFANIM,~l *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CELOFANOJ, CELOFANOHET. *Celofanimi i kutive (i paketave). Celofanimi i librave. Ce-I'ofanim me makinë (me dorë). Makinë celofanimi. Punëtor i celofanimit.*
CELOFANOHET *tek. Pës. e* CELOFANOJ.
CELOFANOJ *kal.* ~OVA, ~UAR *tek.* Mbështjell diçka me letër celofani. *Celofanoj kutitë (librat).*
CELOFANUAR (i,e) *mb. tek.* Që është mbështjell6 rne letër celofani. *Kuti (paketë) e celofanuar. Libër i celofanuar.*
CELULË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *biol. shih* QE-LIZË,~A.
2. Organizatë-bazë e Partisë Komuniste të Shqi-përisë gjatë Luftës Nacionalçlirimtare dhe në vitet e para pas Çlirimit; njësia më e vogël organizative e Rinisë Komuniste të Shqipërisë. *Celulat e para. Ce-lulë partie. Celulë komuniste. Celula e çetës (e kom-panisë...). Celula e shtabit. Celulë treshe* celulë me tre anëtarë. *Sekretari (përgjegjësi) i celulës. Mbledhja e celulës. Shpërndarja e celulës.*
3. *muz.* Njësi e thjeshtë e melodise, që përbëhet zakonisht nga një masë e vetme; një grup tingujsh melodikë rreth një theksi; bulëz. *Celulë melodike.*
CELULOlD,~I *m.* Lëndë e forte dhe e përkul-shme, e ngjashme me bririn, që prodhohet nga celuloza dhe që përdoret për të bërë shirita filmi, krehra etj. *Celuloid i forte. Krehër celuloidi. Kuti celuloidi. Lodër celuloidi. Take celuloidi. Fabrikë celuloidi.*
CELULOZË,~A . Lëndë e forte, e patretshme, që;nxirret nga përpunimi kimik i drurit dhe përdoret për prodhimin e letrës, të mëndafshit artificial, të lëndëve shpërthyese etj. *Fabrikë celuloze. Prodhimi i celulozës.*
ÇEM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Përrua maior me ujë shumë të ftohtë e të kulluar. *Cema e kroje.*
ÇEMTË (i,e) *mb.* Shumë i ftohtë e i kthjellët. *Ujë i cemtë. Krua (burim) i cemtë. Gurra të cemta.*
CEN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. E metë trupore e njeriut; gjymtim që mbetet nga një sëmundje, nga një fatkeqësi etj. *Njeri me cen. Mbeti me cen. E bëri me C£n^EJamecen.* "~
2. E metë, mungesë. *Punë pa cen. I gjej cenet.*
3. *fig.* Zakon i keq i një njeriu, ves. *Njeri me cene e me huge. Djalë pa cene. U be me cen. Ka cene të kë-qija. Zuri një cen. I zhduku cenet. I fsheh (i mbulon) cenet.*
*-k* Merr cen *shih te* MARR. Rreth i mbyllur (me cen) *libr. shih te* RRETH,~I.
CENAK,~E *mb.* Buzëhollë (në të ngrënë).
CENË,~A . Zell. *Cenë e tepruar. Punoj me cene e me kujdes.*
CENGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shami, më të cilën i Iidhin gojën të Vdekurit. *Të lidhsha cengën! mallk.*
CENlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CENOJ, CENOHEM. *Cenimi i kufirit. Cenimi i të drejtave. Cenimi i interesave. Cenimi i indeve. Nuk lejoj cenimin. Mbroj nga çdo cenim.*
CENOHEM *vetv.* 1. Prekem në seder, c ndiej veten të fyer e të turpëruar. *Cenohem rëndë (thellë).* 2. *Pës. e* CENOJ.
CENOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Nis një bukë, një byrek, një gjellë a një frut të paprekur, i ha një pjesë të vogël. *Cenoj bukën. Cenoj byrekun (lakrorin, kadaifin). Cenoj qengjin e pjekur. Cenoj gjellën (kosin). Cenoj fikun (mollën, pjeshkën).*
2. Prek, gërvisht. *E cenoi macja.*
3. *fig.* Prek diçka ose dike për t'i shkaktuar një dëm, shkel diçka që është e paprekshme për dike; dhunoj. *Cenoj Urine (pavarësinë). Cenoj demokracinë. Cenoj jetën. Cenoj nderin. Cenoj të drejtat (interesat). Cenoj kufijtë. Cenoj me fjalë.*
*4. fig.* Dëmtoj pak, e prish pak, prek; dëmtoj. *Cenoj punën. Cenoj shëndetin. Cenoj aftësinë mendore.*
CENOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj me cen, e gjymtoj ose e lë me një sëmundje. *E cenosi lia. Cenosi bagëtinë. 2. vjet. shih* CENOJ.
CENOSEM *vetv.* 1. Mbetem me cen nga një sëmundje.
2. *Pës. shih* CENOHEM $_2$.
CENOSUR (i,e) *mb.* 1. Që ka mbetur me cen nga një sëmundje; i prekur. *Njeri i cenosur. Kale i cenosur. Dele e cenosur.*
2. Që është i dëmtuar në ndonjë pjesë, i krisur ose i thyer në një cep. *Shtëpi e cenosur. Filxhan i cenosur.*
3- *fig-* Që ka një njollë të keqe, që ka një cen në nder; që ka fituar një emër të keq.
CENS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Regjistrimi që i bëhej çdo pesë vjet pasurisë së qytetarëve në Ro-mën e lashtë për t'i ndarë në kategori, sipas të cilave paguheshin taksat. *Viti i censit. Bëhej censi.*
2. Kërkesë, kusht që u vihet qytetarëve në vendet borgjeze për të penguar përdorimin e të drejtave po-litike. *Cens kufizues. Cens i lartë. Censi i pasurisë (i moshës, i votimit, i arsimit). Censi i tokës. Censi i banimit. Vunë një cens. Hoqën censin.*
CENSOR, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Zyrtar i lartë në Romën e lashtë, që drejtonte regjistrimin e vlerësimin e pasurisë së qytetarëve për vjeljen e taksave dhe mbikëqyrte sjelljen e qytetarëve.
2. Nëpunës që është ngarkuar të shqyrtojë e të kontrollojë nga përmbajtja shtypin e botimet e tjera para se të dalin

në qarkullim, pjesët teatrale, filmat para se të shfaqen etj.; ai që bën censurën (në vendet kapitaliste e revizioniste).
CENSURË,~A. 1. Shqyrtim e kontroll i pëf-mbajtjes së veprave të ndryshme para se të botohen a të shfaqen ose kontroll Metrave, *i* telegrameve etj. para se të dorëzohën, që bëhet (në vendet kapitaliste e revizioniste) nga një organ zyrtar ose nga një ingarkuat; organi zyrtar që bën këtë punë. *Censure e rreptë. Censure ushtarake. Censura fashiste. Vuri (vendosi) censurën. Hoqi censurën. I shpëtoi censures. Men pëlqimin (miratimin) e censures. Kalon nga censura. Nuk e lejon censura.*
2. Kontroll i rreptë që i bëhet dikujt a diçkaje për të mos vepruar a për të mos qenë në kundërshtim me kërkesat. *bën censure. Ushtron censure.*
*k* Pa censure pa kontroll, liiisht.
CENSURIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CENSUROJ, CENSUROHET.
*Censurimi i shtypit (i botimeve). Censurimi i letrave. Censurimi i shfaqjeve.*
CENSUROHET. *Pës. e* CENSUROJ.
CENSUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shqyrtoj e kontrolloj përmbajtjen e veprave para se të botohen a të shfaqen ose të letrave, të telegrameve etj. para se të dorëzohen. *Censuron artikujt. Censuron letrat.*
CENSURUAR (i,e) *mb.* Që është shqyrtuar e kon-trolluar nga censura; që i janë hequr disa pjesë ose që është ndryshuar nga censura (për vepra, artikuj, letra, filma etj.)- *Roman i censuruar. Shtyp i certsu-ruar. Letër e censuruar. Film i censuruar.*
CENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Monedhë e vogël, e barabartë me një të qindtën e dollarit në SHBA ose të njësive monetare në disa vende të tjera; qindarkë. *Cenli ifundit. Nuk ka asnjë cent.*
CENTAUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mit.* Figure e mitologjisë greke, që përfytyrohej si një qenie nga mesi e sipër si burrë e nga mesi e poshtë si kale.
CENTI- *fjalëform. libr.* Pjesë e parë e fjalëve të për-bëra, që tregojnë një të qindtën pjesë të njësisë matëse bazë; p.sh. centigrade, centiliter, centimeter etj.
CENTIGRADË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *spec* 1. Një e qindta pjesë e grades.
2. *përd. mb. shih* NJËQINDGRADËSH,~E. *Ter-mometër centigrade* termometër Celsius. *Grade centigrade'.*
CENTIGRAM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Një e qindta pjesë e gramit *(shkurt c%).*
CENTILITËR,~RI m. *sh.* ~RA, ~RAT. Një
e qindta pjesë e litrit *(shkurt. ç\).*
CENTIMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Një
e qindta pjesë e metrit *(shkurt. cm). Centimeter ka-tror. Centimeter kub. Dy centimetra i gjatë. Ndaj në centimetre.*
CENTRAL,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Qendër e pa-
jisur me mjetet dhe me aparatet e nevojshme, që prodhon energji elektrike nga lloje të tjera energjie dhe që e shpërndan atë për ta vënë në përdorim. *Central elektrik (termik, atomik). Central me ujë. Cen-trali kryesor. Central krahinor. Centrali i qytetit (i fshatit).*
*2.* Qendër me pajisjet e nevojshme për të lidhur me telefon ose me telegraf pajtimtarët e ndryshëm; ndërtesa e kësaj qendre. *Central telefonik. Central automatik. Central i brendshëm. Centrali qendror. Central me dorë. Lidhem me centralin. Punon në central.*
CENTRAL,~E *mb. shih* QENDROR,~E.
CENTRALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës
që bëa lidhjet telefonike, ai që rregullon shërbimin telefonik në një central.
CENTRALISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* CENTRALIST, ~I.
CENTRALIZËM,~MI m. *libr.* Drejtim i përqen-druar i të gjitha çështjeve shtetërore. *Parimi i ceh-*
*tralizmit.*
*-k* Centralizëm demokratik parim udhëheqës i ndërti-mit dhe i veprimtarisë së PPSH, të organeve shtetërore dhe të organizatave shoqërore, sipas të cilit të gjitha organet udhëheqëse zgjidhen nga poshtë lart, japin llogari përpara organizatave të bazës dhe dëgjojnë mendimin e tyre e të masës, vendimet merren pas rrahjes së lire të mendimeve dhe pastaj zbatohen me disiplinë të ndërgjegjshme e të rreptë, pakica i nënshtrohet shumicës dhe vendimet e organeve më të larta janë të detyrueshme për organet më të ulëta.
CENTRALIZIM,~I *m.* 1. *zyrt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CENTRALIZOJ, CENTRALIZOHET.
*Centrali:imi i ekonontisë. Centralizimi i kapitaleve. Centrali:imi i pushtetit.*
2. *libr. shih* PËRQENDRIM,~I. CENTRALIZOHET. *Pës. e* CENTRALIZOJ.
CENTRALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *libr. shih* PËRQENDROJ.
2. *zyrt.* Përqendroj nën një pushtet të vetëm shte-tëror, nën një drejtim të vetëm; përqendron në duart e shtetit; *kuttd.* decentralizoj. *Centralizoj*
*pushtetin.*
CENTRALIZUAR (i,e) *mb.* 1. *shih* PËRQENDRUAR (i,e). *Industri e centralizuar. Mjete të centralizuara. Prodhim i centralizuar.*
*2. zyrt.* Që ka një pushtet të vetëm shtetëror qendror; që është i përqendruar në duart e pushtetit shtetëror; që mbështetet në parimin e centralizmit. *Shtet i centralizuar. Pushtet i centralizuar. Drejtim i centralizuar.*
CENTRIFUG,~E dhe CENTRIFUGAL,~E *mb.*
*spec, shih* QENDËRIKËS,~E. *Force centrifuge (cen-trifugale). Lëvizje centrifugale. Prirje centrifugale. Pompë centrifuge.*
CENTRIFUGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Aparat që përdoret për të ndarë mekanikisht një lëndë ose për të hequr ujinnga një send a nga një përzierje me anë të rrotullimeve të fuqishme. *Centrifuge she-qeri (mjalti). Centrifuge e makinës larëse. Reparti i centrifugave. Fut në centrifuge. Thaj në centrifuge.*
CENTRIFUGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CENTRIFUGOJ, CENTRIFUGOHET. *Centrifugimi i mjaltit. Centri-fugimi i vajit. Centrifugimi i rrobave. Makina e centri-fugimit.*
CENTRIFUGOHET *spec. Pës. e* CENTRIFUGOJ.
CENTRIFUGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *spec.* Bëj ndarjen e lëndëve që përbëjnë një përzierje e që kanë dendësi të ndryshrne ose heq ujin nga disa sende, duke i rrotulluar me shpejtësi në një centrifuge; përpunoj me centrifuge. *Centrifugoj mjaltin (qumështin). Centrifugoj rrobat.*
CENTRIFUGUAR (i,e) *mb. spec.* Që është nxjerrëduke e centrifuguar; që është nxjerrë me centrifuge; që është përgatitur me anë të centrifugimit. *Mjaltë (qumësht, gjalpë) i centrifuguar. Shtyllë e centrifuguar.*

CENTRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tek., sport.* Ve-primi e gjendja sipas kuptimeve të foljeve CENTROJ, ÇENTROHET. *Centrimi i notes. Centrimi i topit. Del nga centrimi. I prish centrimin.*
CENTRIPET,~E dhe CENTRIPETAL,~E *mb.*
*spec, shih* QENDËRSYNUES,~E. *Force centripete (centripetale). Lëvizje centripete (centripetale). Drej-tim centripet (centripetal). Nerv centripet (centripetal). Në mënyrë centripetale.*
CENTRIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pasues i centriz-rhit; anëtar i një partie centriste ose i një grupi centrist.
CENTRIST,~E *mb.* Që ndjek ose që përkrah po-litikën e centrizmit; që bën pjesë në një grup ose parti, e cila ndjek politikën e centrizmit. *Qëndrim centrist. Pikëpamje centriste. Parti (rrymë) centriste. Grup centrist.*
CENTRIZËM,~MI *m.* Qëndrim politik në mes krahut të majtë dhe krahut të djathtë në një parti o!se në mes paitive të majta e të djathta; forma më e mbuluar e oportunizmit, që lindi në partite e Inter-nacionales së Dytë, të cilat me fjalë shpreheshin për marksizmin, por në të vërtetë ua nënshtronin inte-resat e proletariatit interesave të borgjezisë; rryma pblitike që mban një qëndrim centrist.
CENTROHET *tek., sport. Pës. e* CENTROJ.
CENTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *tek.* Vë disa trupa në një qendër të përbashkët ose vendos qendrat e tyre në të njëjtin bosht, ngulit në qendër; vë qendrën e një vegle, të një pjese të makinës etj. në drejtimin më të përshtatshëm për të punuar; vë ne drejtpeshim. *Centroj thjerrëzat. Centroj kullën e; pusit të naftës. Centroj rrotën e biçikletës.*
12. *sport.* Dërgoj (topin) nga krahët në qendër të fushës, gjuaj në qendër drejt portës kundërshtare. *Centroj topin.*
CENTRUAR (i,e) *mb. tek.* Që e ka qendrën të vendosur në një pike të përbashkët ose në të njëjtin bosht me një trup tjetër, që është ngulitur në qendër; qe e ka qendrën në vendin më të përshtatshëm për të| punuar; që është vënë në drejtpeshim. *Rrotë e cEntruar. Detaj i centruar.*
CENTRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Pajisje që shërben për të centruar një vegël etj. ose për të ngulitur në qendër një figure. *Centrues optik.*
CENTRUES,~E *mb. tek,* Që shërben për të centruar diçka. *Pajisje centruese. Bosht centrues. Majë centruese.*
CENTURIE,~A . *sh.* ~E, ~ET *hist.* 1. Njësi prej njëqind ushtarësh kalorës në Romën e lashtë; qihdëshe. *Centuriet e kohortës.*
2. Grup prej njëqind qytetarësh në Romën e lashtë, i krijuar në ndarjen e popullsisë sipas censit të pa-surisë për qëllime politike e administrative; qindëshe.
CENTURION, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Koman-dant i një centurieje në ushtrinë e Romës së lashtë; komandant i qindeshes, kryeqindës.
CENUAR (i,e) *mb.* 1. I dëmtuar ose i prishur pak;
që sa është nisur, i ngrënë pak; i prekur. *Byrek (la-kror) i cenuar. Gjellë e cenuar.*
*2.* I metë, i mangët; me cen.
3. *fig.* I prekur në seder, i lënduar, i fyer; i njollosur, i turpëruar.
CENUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që prek diçka a dike për t'i shkaktuar një dëm; ai që shkel diçka të paprekshme për një tjetër. *Cenues i lirisë (i pa-varësisë, i demokracisë). Cenues i të drejtave.*
CENUES,~E *mb.* Që prek a që njollos nderin ose emrin e mirë të dikujt, fyes. *Fjalë cenuese.*
CENUESHËM (i), ~ME (e) *mb. drejt.* Që mund të ndryshohet ose të ndreqet, për shkak se ka gabime a të meta, *Vendim i cenueshëm.*
CEP,~I i *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e fundit e këndit të një sendi, maja e këndit ose vendi ku bash-kohen dy vijat a dy faqet e brendshme të një sendi; skaj, kënd; qoshe; pjesa e zgjatur dhe e mprehtë e diçkaje, maja; pjesë e ngushtë, rrip i ngushtë në skaj të një sendi. *Cep i ngushtë. Cepi i tryezës. Cepi i dho-mës. Cepat e shamisë. Cepi i jorganit. Cepi i jakës. Cepat e shallit. Cepi i rrugës. Cepi i arës (i oborrit). Cepi i syrit. Cepat e mustaqeve. Cepat e gojës (e bu-zëve). Yll me pesë cepa. Gur me cepa. Ulem në cep. Rri në një cep. Vë në cep. Lidh cepat. Po me shtrove cepin e gunës, të shtroj gunën të tërë. fj.u.*
*2.* Vend i largët ose i mënjanuar dhe jo shumë i rrahur. *Cep i largët. Cep kufitar. Cepi me verior (me jugor). Në një cep të atdheut. Në cep të fshatit. Në çdo cep të botës.*
3. *fig.* Pjesë anësore e diçkaje, skaj, skutë. *Në një cep të mendjes. Në një cep të zemrës.*
*4. gjeom.* Këndi i jashtëm i një figure gjeometrike. •*k* Cep me cep në çdo anë, në çdo kënd, kudo;
nga një anë në tjetrën, nga një skaj ne tjetrin. I bën cepa *dikujt* përpiqet t'ia hedhë t jetrit, i nxjerr bishta, e mashtron. I tregoi cepin *dikujt* i tregoi vendin. Flet me cep flet me thumba, i hedh spica tjetrit. E la në një cep e la mënjanë, e braktisi, hoqi dorë prej diçkaje. E mori me cep e keqkuptoi, e mori për së mbrapshti fjalën; e mori më të përpjekur, nuk e mirë-priti diçka. E ka marrë për cep *dike* e ka marrë inat sa nuk do t'ia shohë sytë. Ma zuri cepi i veshit mora vesh pak, ma zuri veshi diku, dëgjova. E ka kokën me cepa (me çipa) është shumë kokëfortë, nuk gdhendet kollaj, është kokëshkëmb.
CEP,—! n *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Vesh i vogël rrushi, bistak i vogël. *Këput një cep. 2.* Lloj rrushi i bardhë, që bën bistakë plot me kokrra
të ngjeshura e me majë.
CEPARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Cepi i një are, i një livadhi, i një kënete etj.; cep i vogël toke. *Punojnë edhe ceparakët.*
2. Cope e shkurtër druri, që vihet anëve të çatisë për të mbajtur mahinë. *Mbërthej mahitë me ceparakë.*
CEPARAKTHI *ndajf.* Duke bashkuar kryq cepat e përkundërt; kryqas. *Vë (lidh) ceparakthi.*
CEPATARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dërrasë ose raft i vogël në trajtë trekëndëshi, që vihet në një kënd të murit të dhomës për të mbajtur diçka.
CEPAZI *ndajf.* Duke lëvizui nga njëri cep tek tjetri, cep me cep. *lëvizin gurët cepazi.*CEPIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Hell akulli. *Thyhen (këputen) cepikët.*
CERBER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *mil.* Kafshë mitologjike që përfytyrohej si një qen i egër me tri kokë, i cili ruante hyrjen e botës tjetër.
2. *fig. libr.* Rojtar i egër e i pamëshirshëm.
CEREBRAL,~E *mb. anat.* 1. *shih* TRUNOR,~E. *Nerv cerebral. Tumor cerebral. Hemorragji cerebrale. Tronditje cerebrale. Valet cerebrale.*
2. *fig. libr.* Që ka karakter të theksuar mendor, që mbështetet me shumë në arsyen, sesa në ndjënjën. *Tregim (roman) cerebral.*
CEREMONI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Veprime krem-tuese a përkujtimore që kryhen me rastin e një ngjar-jeje të

shënuat shoqërore, në përvjetorë të rënde-sishëm etj.; festim, kremtim. *Ceremoni zyrtare (so-letnne, përkujtimore, fetare). Ceremonia e hapjes (e mbylljes). Ceremonia e martesës (e vdekjes). Ceremonia e dhënies së çmimeve (e ndarjes së diplomave, e nëtl-shkrimit të marrëveshjes). Me ceremoni. Shef cere-monie. Bëj ceremoninë. Zhvillohet një ceremoni. Man pjesë në një ceremoni.*
2. *kryes. sh.* ~RA, ~RAT *bised.* Mënyrë e përpu-nuar dbe e stërholluar e sjelljes, që shoqërohet me etiketë të tepruar. *Pa (shumë) ceremonira. Sillet (e priti) me ceremoni. Ben ceremonira.*
CEREMONIAL,~I *m. libr.* Tërësia e veprimeve, që bëhen sipas një tendi të caktuar, me rastin e një ceremonie; libri i ceremonive. *Ceremonial i caktuar. Ceremonial diplomatik. Ceremoniali i dasmës. Rre-gullat (hollësitë) e ceremonialit. Ndjek ceremonialin.*
CEREMONIAL,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me ceremoninë, i ceremonisë; që bëhet me ceremoni, që shoqërohet me ceremoni. *Mbledhje ceremoniale. Pa-rakalim ceremonial. Pranim ceremonial. Hapje (mbyll-je) ceremoniale. Kostum ceremonial.*
2. Që bëhet me një mirësjellje të stërholluar, që shoqërohet me një etiketë të tepruar; që bëhet sa për etiketë. *Ton ceremonial. Përshëndetje ceremoniale. Vizitë ceremoniale. Në mënyrë ceremoniale.*
CERGAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* CERGATAR,
T
CERGATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri që nuk ka një vend banimi të ngulur, endacak. *E gjeti si cergatarët.*
CERGATAR,~E *mb.* Që nuk ka një vend banimi të ngulur, endacak; që ka tiparet e jetës së endacakut. *Fise cergatare. Jetë cergatare.*
CERGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Qilim ose mbu-lesë e ashpër që është punuar zakonisht me lesh dhie. *Cergë e dhirtë. Shtroj cergën. Hedh një cergë. Mbuloj me cergë.*
2. Pëlhurë merimange. *Cergë merimange. End cergën. Zë cerga. Fshij cergat.*
3. Cipë e hollë; pëlhurë e hollë, tis. *Cergë e mën-dafshtë.*
4. *kryes. sh.* Rrecka të vjetra, rroba të grisura e të bëra zhele, lecka. *Vishej me ca cerga. Mori cergat në krahë. Mblodhi cergat. U be fare cergë. Flak (hedh) si një cergë.*
5. *vjet.* Shatorre e bërë me cohë a me velenxa të ashpra; tendë. *Cerga e stanit. Ngre (prish) cergën.*
•*k* Cergë e re njeri që sapo ka krijuar familje me
vete. Zuri cergë (brume) *shih te* ZË. Iu be cergë i zuri derën tjetrit, ndenji për një kohë të gjatë tek tjetri pa dëshirën e tij; iu ngjit, iu qep. I kanë vënë (i kanë zënë) cergë sytë nuk e sheh qartë gjendjen rreth e
rrotull, është verbuar.
CERGOS *kal,* ~A, ~UR *bised.* E mbuloj me cerga, I hedh përsipër cerga.
CERGOSEM *vetv. bised.* 1. Mbulohem me cerga. 2. *vet. veta III.* Zë cerga merimange. *Cergoset ta-vani.*
CERGOSUR (i,e) *mb. bised.* Që ka zënë cerga merimange, që është mbushur me cerga merimange. *Tavan i cergosur. Mure të cergosura.*
CERGURINË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT *bised.* Rroba të holla dhe të vjetra, që grisen shpejt. *Vishet me cergurina.*
CERIMANG Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Pëlhurë merimange.
CERIUM, ~I *m. kim.* Metal i rrallë, i butë e me ngjyrë hekuri, që përdoret në disa lidhje metalike *(simboli* Ce).
CERM Ë,~A . *mjek.* 1. Sëmundje e kyçeve të gjymtyrëve, që vjen nga mahisja dhe që shfaqet me mpirje, dridhje e dhembje; përdhes. *E zuri cërma. Vuaj nga cerma. Të zëntë cerma! mallk.*
2. Ngërç.
CERNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Karvariq. *Cjuaj (kap, zë) me cernik.*
CERTIFIKATË,~A. *sh.* ~A, ~AT *zyrt.* Shkresë, që e lëshon një zyrë për të dëshmuar Vërtetësinë e një fakti ose të një veprimi zyrtar; dokument që e lëshon një shkollë a një kurs për të vërtetuar mbarimin e studimeve; vërtetim, deshmi. *Certifikatë lindjeje (mar-tese, vdekjeje). Certifikatë e gjendjes chile (e gjendjes familjare). Certifikatë e notave. Certifikatë vaksinimi. Certifikatë mjekësore. Certifikatë vobekësie. vjet.* dë-shmi vobekësie. *Lëshoj (marr, paraqit) një certifikatë.*
CETACE,~TË . *vet. sh. zool.* Rend i gjitarëve të detit (si balena, delfini etj.) që e kanë trupin si peshk i madh dhe që marrin frymë me mushkëri.
CEZARIAN,~E *mb. mjek.* Operacion cezarian:
operacion për të nxjerrë fëmijën, duke i hapur barkun nënës, kur nuk është e mundur lindja e rregullt.
CEZ,Ë,~A.si. ~A, ~AT *krahin. shih* GJEP,~111. *ie* Të dhënçin ujë me cezë! *mallk.* rënç i sëmur6 e mos u ngritsh me!
CEZIUM,~I *m. kim.* Metal alkalin shumë, i bute, me ngjyrë të bardhë si të argjendit, që përdoret në qelizat fotoelektrike dhe në gypat e ndriçimit *(simboli* Cs).
CEZURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *let.* Pushim i shkurtër brenda një vargu gjatë leximit, që bëhet në një vend të caktuar, sipas metrit, për të theksuar me mirë ritmin. *Cezurë e vogël (e madhe). Cezurë fundore.*
2. *muz.* Pushim që shënon vendin e ndarjes së ritmit në një melodi.
CËPËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog me trupinsa të mullenjës, me ngjyrë të murrme në të hirtë, që rri në veade moçalore e në plehërishta.
CËQE,~JA dhe CEKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET.
1. Gyp i hollë prej metali a prej druri, që vihet në tapën e shishes për të hedhur a për të thithur më të lëngjet pak e nga pak.
2. Shishe e vogël, zakonisht shpatuke, që është pajisur me një tape me gyp të tillë.
3. *shih* STËRLAGËS,~I.
CËR,~I *m.* Pisku i vapës, koha kur të djeg vapa. *Në cërin e vapës.*
CËRCËRET *jokal,* ~ITI, ~ITUR. Bën “cër-cër” kur nxehet shumë a digjet në tigan (për yndyrën etj.). *Cërcëret vaji. Cërcëret gjella në zjarr. Cërcëret tigani.*
CËRCËRlN *jokal,* ~U, ~RË. *shih* CËRCËRET.
CËRCËRIT *jokal.,* ~I, ~UR. *shih* CICEROJ. *Çërcëritin dallëndyshet.*
CËRCËRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes CËRCËRET.
2. Zhurmë e lehtë e përsëritur, që del nga kercitja e një sendi dhe që i ngjan zhurmës që bën yndyra kur nxehet shumë në tigan; kërcitje e lehtë.
3. *shih* CICËRIM,~I.
CËRIMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* CËRITJE,~A.
CËRIT i *kal.,* ~A, ~UR. 1. Nxeh a djeg vajin, gjalpin etj. ose tret dhjamin në tigan; skuq diçka në tigan. *Cërit vajin. Cërit gjalpin.*
2. *jokal. vet. veta HI. shih* CËRCËRET. *Cërit tigani.*

CËRIT ii *kal,* ~A, ~UR. 1. Thumboj; shpoj, nguc. *Cërit mushkën (gomarin).*
2. *fig.* I shkaktoj një dhembje therëse; e pikëlloj, el përvëloj, e djeg. *cërit zemrën,*
3. *jokal. vet. veta III fig.* Me bën të ndiej një dhembje therëse, me ngjall një ndjenjë të mprehtë shqetësimi e trishtimi. *cërit zemra. Me cërit në zemër (nëshpirt).*
CËRIT JE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Zhurmë e lehtë si ajo e yndyrës kur nxehet shumë në tigan, si ajo e currilit të ujit kur bie etj. *Cëritja e qerreve. Cëritja e bulkthit.*
CËRITUR (i,e) *mb.* I nxehur ai djegur në tigan (për yndyrën); i skuqur fort në tigan. *Gjalpë (vaj) i cëritur. Vezë të cëritura.*
CËRKAKEQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cinxami.
CËRKALARMË *mb.* Që është i larmë; që ka cirka në fytyrë e në trup (për kafshët e shpendët); pika-larmë, pikëlor, cërkalor. *DM (lopë) cërkalarmë. Viç cërkalarmë. Pule cërkalarmë.*
CËRKALOR,~E *mb.* Që është me cirka, që ka cirka në trup a në fytyrë (për kafshë e shpendë); pikëlor. *Pule cërkalore.*
CËRKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mulli që bluan me një vijë të vogël uji (zakonisht në verë).
CËRKATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* CIRKATË,
~A.
CËRKAZI,~ZEZË *mb.* Që është me cirka td zeza. *Dhi cërkazezë. Pule cërkazezë.*
CËRKË,~A *sh.* ~A, ~AT. *shih* CIRKË,~A i,$_2$.
*Cërkë uji (pështyme). Cërka shiu (balte, gjaku). Pule me cërka. Shall me cërka. Hedh cërka.*
CËRKOHEM *vetv., pës. shih* CIRKOHEM. *U*
*cërkua me baltë.*
CËRKOJ *kal* dhe *jokal,* ~OVA, ~UAR. *shih* CIRKOJ. *Cërkoj hardhitë me gurkali. Cërkon shi.*
CËRMËDELL,~I *m. bot.* Shkurre e vendeve të ngrohta, e afërt me shqemen, me dru të yerdhemë e me gjethe vezake, që përdoren për të regjur lëkurët. *Dru cërmëdelli. Ngjyej me cërmëdell. Mban erë të rëndë si cërmëdell.*
CËRMËLl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. *shih* CINXAMI, ~U. *shpejtë si cërmëli.*
CËRMOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Tokë shtuf, thërrmok. *Tokë me cërmokë.*
CËRULAK,~E *mb. krahin.* Culan.
CËRULE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET *krahin. shih* CULE,~JA i.
CËRR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Zog pule fare i vogël.
CËRRAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vijë e vogël uji, që ndahet me vete nga një Jumë a nga një përrua gjatë rrjedhjes; rrem uji.
CËRRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool. shih* CIRLË,
~A.
CËRRFAT *kal,* ~A, ~UR *krahin.* Shkrep urët e zjarrit.
CËRRIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dru në të cilin varet një varg me duhan, me kallinj misri, me qepë etj. për t'u tharë; varg duhani etj. që varet për t'u thare. *Cërrik duhani. Cërrik misri. Cërrik fare.*
CËRRLË,~A . Purthë, lëbarke.
CËRRON *jokal,* ~OI, ~UAR. Rrjedh pak, del si curril (për ujët e një burimi a të një kroi). *Cërron uji. Cërron çezma.*
CIBËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Pus i vogël, që mbushet nga ujërat e shirave; sternë. *Ujë cible.*
CIBUN,~I *m. sh.* ~E, ~ET dhe CIBUNE,~IA
. *sh.* ~E, ~ET. Veshje e sipërme prej shajaku, e gjatë deri në gju dhe e hapur përpara, që për burrat ka gjysma mëngësh të cara poshtë, kurse për grate është pa mëngë, si fustan i trashë. *Cibun i bardhë (i zi). Cibune me rrathë. Vesh cibunin.*
CICERON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shoqëron vizitorët dhe u jep shpjegime në një muze, në një qytet etj., shpjegues muzeu. *Ciceroni i muzeut (i ekspozitës).*
CICERONE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* CI-CERON,~I. *Ciceronia e muzeut.*
CICËRIJ *jokal,* ~VA, ~RË. *shih* CICERO J.
CICËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes CICËROJ.
CICËRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kënga e disa Zogjve si dallëndyshja, trumcaku etj., zëri i tyre i hollë që nxjerrin kur cicërojnë. *Cicërima e zogjve (e dallëndyshes, e harabelit...).*
*2. fig,* E folur e shpejtë dhe me zë të hollë (zakonisht për fëmijët). *Cicërimat e yllkave në kopsht.*CICËROJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Këndon duke nxjerrë një zë të hollë, të dridhur e të këndshëm (për trumcakët, dallëndyshet etj.). *Cicë-rojnë zogjtë.*
2. *fig.* Flas shpejt, me zë të hollë e të ëmbël; flas bukur (për fëmijët dhe për vajzat). *Cicërojnë fëmijët.*
CICËRUES,~E *mb.* Që nxjerr një zë të hollë, të dridhur e të këndshëm kur këndon, që cicëron (për zogjtë); që i ngjan cicërimës së zogjve. *Zë cicërues.*
CICMIC,~I m. 1. Lojë me dy lojtarë, të cilët vendosin dhe lëvizin nga nëntë gurë mbi një figure prej tre katrorësh të vizatuar njëri brenda tjetrit e të ndërprerë me vija në mes; nëntësh. *Luaj cicmic.*
2. Renditja e gurëve të kësaj loje në dy treshe njëra pranë tjetrës, që të hapen e të mbyllen njëkohësisht me një gur. *Bëj cicmic.*
*ic* Luaj cicmic e sjell rrotull diçka a dike pa i dhënë rrugë; bëj një punë sa për të kaluar kohën.
ClFËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Cope e vogël, e hollë ose me maja të mprehta, që shkëputet nga një send i forte. *Cifël guri (xhami, akulli). Cifël druri* spicë, ashkël. *Cifël predhe (bombe). 1 heq një cifël. E bëj cifla. I hyri një cifël në gisht.*
• Merr cifël *shih le* MARR.
CIFLlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CIFLOJ, CIFLOHET.
2. Vendi ku është hequr një cifël, vend i dëmtuar pak në sipërfaqen e një sendi. *Ciflimet e bojës.*
CIFLOHET *vetv.* I hiqet një cifël, dëmtohet në si-përfaqe, nga që i hiqen copa të vogla. *Ciflohen enët.*
CIFLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I heq një cifël.
i dëmtoj sipërfaqen duke i hequr copa të vogla. *Cifloj pjatën (enën). Cifloj murin.*
*2.* E bëj cifla, e thyej a e çaj në copa të vogla, ash-këloj. *Cifloj një cope dru.*
CIFLOS *kal,* ~A, ~UR. *shih* CIFLOJ.
CIFLOSET *vetv. shih* CIFLOHET.
CIFLOSJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. *shih* CIFLlM,~I. *Ruaj nga ciflosja. Pa ciflosje.*
CIFLOSUR (i,e) *mb. shih* CIFLUAR (i,e). *Pjatë (shishe) e ciflosur.*
•*k* Me buzë të ciflosur buzëplasur, i hidhëruar.
CIFLUAR (i,e) *mb.* Që i është hequr një cifël, që i janë shkëputur copa të vogla nga sipërfaqja. *Filxhan i cifluar. Mur i cifluar. Tryezë e cifluar.*

CIFUND~I m. *sh.* ~E, ~ET. Gyp druri a metali, që vjen duke u ngushtuar në një anë dhe që vihet në fund të lugut të mullirit për të rënë uji me force mbi fletët e rrotës. *Cifundi i mullirit. Ngushtoj (zgjeroj) cifundin. I vë cifundin.*
-*k* la nxjerr cifundin a) e prish një punë në anën më të rëndësishme, i nxjerr fundin; b) zihem keq me dike, nuk lë gjë pa i thënë. I doli cifundi *diçkaje* u prish, mori fund e nuk ndreqet me.
CIFUNDOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I vë cifundin lugut të mullirit me ujë.
CIGAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i një po-pullsie me prejardhje nga India Veriperëndimore, që veten e quan "Rom" dhe jeton zakonisht në më-nyrë endacake a gjysmendacake në Evropë dhe në disa vende të Azisë e të Afrikës.
CIGAN,~E *mb.* Që u përket ciganëve; që është krijuar nga ciganët, që është veti e tyre; i ciganëve. *Cjuha cigane. Këngë (valle) cigane. Jeta cigane.*
CIGANE,~IA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* CIGAN,~I.
CIGARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Duhan i grirë dhe i mbështjellë si shkopth me letër të hollë për ta pirë. *Cigare e dredhur. Cigare me filter. Letër cigareje. Një paketë cigare. Kuti cigaresh. Bisht cigareje. Tym cigareje. Hi cigaresh. Shitës cigaresh. Fabrikë cigaresh. Tavëll cigaresh. Letër (kartë) cigaresh. Dredh (bëj) një cigare. Pi cigare. Ndez (shuaj) cigaren. Thith (shkund) cigaren.*
• Tjetrit i digjet mjekra, ai kërkon të ndezë cigaren *shih te* MJEKËR,~RA.
CIGAREPËRDREDHËS,~I m. *sh.* ~, ~IT *zool shih* CIGARTOR,~I. *Cigarepërdredhësi i hardhisë.*
CIGARESHITËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që shel cigare e duhan në një qoshk.
CIGARESHITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* CIGARESHITËS,~I.
CIGARISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pipe, në të cilën futet bishti i cigares për të thithur tymin; çibuk i ngushtë për cigare. *Cigarishte druri (shqope, qelibari, kocke). Pi duhan me cigarishte. Pastroj ci-garishten.*
CIGARTOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Kand4rr e vogël me krahë të gjelbër ose të kaltër e me shkëlqim metalik, që del në pranverë, bren sythat e hardhisë e të pemëve të tjera dhe mbështillet si cigare me gje-then e tyre. *bren si cigartor.*
CIJAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cijatje, pingërimë.
CUAT *jokal,* ~I, ~UR. Nxjerr një zë të hollë e të zgjatur; pingëron (kryesisht për minjtë, disa zogj jokëngëtarë etj.). *Cijatin minjtë. Cijat zogu. Cijatin fëmijët. Cijatin rrotat e qerres.*
CIJATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptin.it të foljes CIJAT.
2. Zë i hollë e i zgjatur, që nxjerrin minjtë, disa zogj jokëngëtarë etj.; pingërimë.
CI K,~KU i m. *sh.* ~QE, ~QET. 1. Pjesa e sipërme e anëve të një ene ose të diçkaje tjetër, buza. *Cik me cik* buzë me buzë, plot.
2. *fig.* Koha kur diçka ka ariitur zhvillim të plotë, gjendja kur diçka është në kulmin e vet, vlugu. *Ciku i dimrit (i verës). Në cik të vapës. Në cik të rinisë. Në cik të pemëve.*
•*k* Cik me (per) cik pike për pike, as me shurnë dhe as me pak, aq sa është e aq sa duhet; sa njëri dhe tjetii, barabar.
CIK,~U ii m. 1. Hirrë që lëshon kosi ose djathi i njomë. *Ciku i djathit (i kosit). Mbledh cikun. Lë-shoi shumë cik.*
*2.* Pjesa që mbetet në nape, kur kullojmë një lëng të trashë; llurbë. *Ciku i verës.*
CIK *kal.,* ~A, ~UR. Prek lehtë; prek, cek. CIKALOR,~E *mb.* Me pika, pikëlot. CIKAS *ndajf.* Luaj cikas: luaj cekash.
CIKATUR (i,e) *mb. krahin.* I krisur nga mendja, i cokatur.CIKEM *velv., pës.* Takohem, puqem lehtë; cekem, çikem, prekem.
CIKË,~A *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog pak me i madh se trumcaku, që rron nëpër ara dhe që i ka pendët e krahëve të përhime në të verdhë e me pika tëmurrme, ndërsa ato të barkut të bardheme në të verdhë.
CIKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. *shih* ÇIKËL, —LA. *Cikël guri (qelqi). Cikël uji. Cikël balte. Cikël akulli. Çorape me cikla.*
ClKËL,~LI *m. sh.* ~LE, ~LET. 1. Varg i plotë dukurish ose shndërrimesh, që kryhen brenda një kohe të caktuar dhe që përsëriten rregullisht sipas po asaj radhe; periudha e kohës, në të cilën një varg dukurish ose shndërrimesh kryhet i plotë sipas një radhe të caktuar. *Cikël i plotë (i mbyllur). Cikël vjetor. Cikël jetësor. Cikël bimor. Cikël gjeologjik. Cikël ekdnomik. Cikli i stinëve. Cikli i krizave. Cikli i zhvi-llimit (i prodhimit, i fermerttimit, i mjekimit). Fazat e një cikli. Zgjatja (përsëritja) e ciklit. Fillon ciklin e ri. Shkurtoj (zgjat) ciklin.*
2l Varg dukurish, të dhënash, materialesh etj., që )idhen ndërmjet tyre nga përmbajtja dhe që for-mojnë një tërësi me vete. *Cikël leksionesh (bisedash). Cikël njohurish. Lëndë të një cikli.*
3. Varg veprash artistike të një gjinie, të cilat kanë po atë temë, po atë subjekt ose po ata heronj krye-sorë| të përbashkët. *Cikël link. Cikël vjershash (kën-gësh, novelash). Cikli i Mujit e i Halilit.*
4. Ndarje e viteve të mësimit në shkollë sipas rrethit të njohurive që jepen. *Cikli i ulët (i lartë).*
CIKËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. *shih* ÇIKËRR,~RRA. *Cikrra pambuku.*
CIKËRRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* ÇIKË-RRIMË,~A. *Merret me cikërrima.*
CJKËRRIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* ÇI-KËRRIMTAR,~I.
CIKËRRIN *jokal,* ~U, ~RË. *shih* ÇIKËRRON.
CIKËRRON *jokal.* dhe *kal.,* ~OI, ~UAR. *shih* ÇIKËRRON.
CIKËTOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. Lëshon hirre, nxjerr cik (për kosin). *Cikëtohet kosi.*
CIKLAMIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bot.* Bimë barishtore zbukuruese, me gjethe në trajtë zemre dhe me zhardhok të trashë, që nxjerr lule të mëdha me ngjyrë të bardhë e vjollcë të hapur në të kuqe. *Ciklamin i egër. Lule ciklamini.*
2. *përd. mb.* Që ka ngjyrë të kuqe në vjollcë, si ajo e luleve të kësaj bime. *Ngjyrë ciklamin. Bluzë ciklamin.*
CIKLIK,~E *mb. libr.* 1. Që përsëritet rregullisht sipas !po asaj radhe brenda një kohe të caktuar, që ngjet a që bëhet me cikle; që bëhet sipas nje cikli, të përcaktuar me një grafik të pandryshueshëm; rre-thor. *Zhvillim ciklik. Lëvizje ciklike. Përsëritje ciklike. Ndryshime ciklike. Krizat ciklike. Organizimi ciklik i prodhimit. Grafik ciklik. Metoda ciklike. Në mënyrë ciklike.*

*2.* Që përbën një të tërë të lidhur nga po ajo temë, nga po ai subjekt, nga po ata heronj etj. (për veprat artistike). *Vepër muzikore ciklike. Suite ciklike vallesh.*

3. *kim.* Që ka ndertim unazor, që i ka atomet të

vendosura në trajtë unazore. *Përbërje ciklike. Grupi i element eve ciklike.*

CIKLON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *meteor.* Erë e fuqishme dhe e shpejtë, që formohet nga lëvizja e ajrit si shtjellë rreth një qendre me shtypje më të ulët dhe që shoqërohet me kohe të keqe e me reshje të shumta; dredhë, shakullinë. *Cik Ion i forte. Qendra (zona) e ciklonit. Kalon (ngrihet) një ciklon. Fryn cikloni. Si ciklon.*

*2. tek.* Aparat i posaçem, që shërben për të pastruar ajrin a një gaz, duke thithur grimcat ose pluhurin me anë të forces qendërikëse. *thith cikloni.*

CIKLONAR,~E *mb. 1. meteor.* Që ka të bëjë me ciklonin; që është nën ndikimin e një cikloni; që i ngjet një cikloni. *Reshje ciklonare. Erëra ciklonare. Mot ciklonar. Qarkullim ciklonar.*

*2. spec.* Që shfrytëzon lëvizjen e ajrit si shtjellë. *Metoda ciklonare e shkrirjes.*

CIKLOP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *mit.* Njeri me trup shumë të madh dhe me një sy të vetëm në mes të ballit, katallan (sipas mitologjisë së grekëve të vjetër). *I madh (ifuqishëm) si ciklop.*

*2. zool.* Lloj gaforreje grabitqare, me trup të vogël e të zgjatur dhe me një sy përpara, qe rron në ujëra të ndenjura ose në shtresat e sipërme të ujërave të detit.

CIKLOPlK,~E *mb. libr.* Që ka përmasa të jashtë-zakoushme, shumë i madh, vigan. *Mure ciklopike* mure shumë të lashta, që janë ndërtuar me gurë jashtë-zakonisht të mëdhenj, të vendosur njëri mbi tjetrin pa llaç. *Gur ciklopik.*

CIKLOSTlL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *shtypshkr.* Ma-kinë shtypi e thjeshtë, që përdoret për të shumëzuar shkrime dhe që zakonisht rrotullohet me dorë. *Letër (boje) ciklostili. Shtyp në ciklostil.*

CIKMË,~A *sh.* ~A, ~AT. *shih* CIKNË,~Ai,₂.

CIKNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Acar. *Ciknë e madhe. Ciknat e dimrit (e vjeshtës, e pranverës). Ditë me ciknë. Bën ciknë. Fillojnë ciknat.*

2. Brymë që bie në mot me acar. *Zë ciknë. Mbu-lohet me ciknë.*

3. Pjesa e djegur e gjellës a e qumështit, që është ngjitur në fund të enes. *Zë ciknë gjella.*

*it* Iu bënë trutë ciknë u budallallos; u matufos.

CIKNOS *kal.,* ~A, ~UR. E ziej tepër gjellën, qumështin etj. aq sa ngjitet në fund të enës e digjet, e bëj të zërë ciknë. *Ciknos qumështin. Ciknos gjellën.*

CIKNOSET *vetv.* Ngjitet në fund të enës e digjet gjella, qumështi etj., zë të digjet dhe mban erë, zë ciknë. *Ciknoset gjella. Ciknoset qumështi.*

CIKNOSUR (i,e) *mb.* Që është ngjitut në fund të enës dhe është djegur, që ka marrë erë e shije të keqe nga të djegurit (zakonisht për gjellët e qumështin). *Gjellë e ciknosur. Qumësht i ciknosur.*

CIKOFUA,~OJ *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË *zool.* Beng.

CIKOL,~I *m. sh.* ~E, ~ET dhe ~A, ~AT *krahin.* Maja e një mali ose e një peme, majole; kodër me majë. *Cikol me cikol. Në cikol të malit. Në cikol të pemës.*CIKOMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Spango. *Shkoj duhanin në cikomë. Qep (lidh) me cikomë.* 2. Litar i hollë prej liri. *Cikoma e samarit.*

CIKON *jokal.,* ~OI, ~UAR *krahin.* Nxjerr lëng (për pemët).

ClKSHËM (I), ~ME (e) *mb. krahin.* I lëngshëm (për pemët).

CIKTH,~I m. 1. Hirrë djathi a kosi, cik.

2. Mjegull e hollë, që bie verës në vende të ulëta.

CIKUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë batish-tore shumëvjeçare, me kërcell të gjatë e të degëzuat lart, me gjethe të holla e të dhëmbëzuara, me lule të vogla, të bardha e të mbledhura tufë, që ka rrënjë të trashe e me lëng të helmet dhe që rritet në vende me ujë.

CILËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Veti thelbësore, tipar i veçantë i brendshëm (zakonisht veti e mirë, tipar pozitiv), që e dallon një send ose nje frymor nga sendet ose frymorët e tjerë dhe që na jep mundësi ta njohim e ta vlerësojmë. *Cilësi të mira (të rralla). Cilësi të larta. Cilësitë kryesore. Cilësitë e përbashkëta. Cilësi të veçanta. Cilësi fizike (morale). Cilësitë ra-core. Cilësitë e njeriut. Cilësitë e tokës. Cilësitë e rru-shit. Plotësi i cilësisë. gjuh. Fitoj një cilësi të re. Ka cilësitë e duhura. Humbet cilësitë.*

*2. yet. nj.* Të qenët i mirë e i dobishëm nga një anë e caktuar, shkalla e vlerës ose e dobisë që ka një send, një veprim etj.; të qenët ashtu si duhet të jetë një send, një veprim etj.; shkallë pak a shumë e lartë e vlerave ose e dobisë së diçkaje. *Cilësi e mirë (e keqe). Cilësi e lartë. Cilësia sportive. Cilësia e punës (e prodhimit, e punimeve). Cilësia e mësimit. Cilësia e dijeve (e njohurive). I cilësisë së pare. Punë me cilësi të dobët. Në sasi dhe në cilësi. Treguesit e cilësisë. Kontrollues i cilësisë. Nga ana e cilësisë. Përmirësoj cilësinë. Luftoj për cilësi.*

3. *filoz.* Tipari thelbësor ose tëiësia e tipareve thelbësore që tregojnë se ç'është një send, nje dukuri a një proces dhe që e dallojnë atë nga një send, një dukuri a një proces tjetër; tipari a tërësia e tipareve që përbën të veçantën e një sendi, dukurie a procesi, që e ben atë të jetë ai ose ajo që është, të shquhet nga sendet, dukuritë e proceset e tjera dhe të lidhet me to. *Cilësia dhe sasia. Kalimi (shndërrimi) i sasisë në cilësi. Ndryshime në cilësi.*

4. *drejt.* Detyrë, rol a funksion, që merr një njeri, zakonisht për një kohë dhe për një rast të caktuar. *Në cilësinë e paditësit.*

5. *shah.* Ndryshimi në lojë ndërmjet një figure kryesore dhe një figure tjetër të lehtë që sjell epërsinë e njërit lojtar. *Kam një cilësi me tepër. Humbas një cilësi.*

CILËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CILËSOJ, CILËSOHEM.

*Cilësim juridik. Cilësim i drejtë. Cilësimi i fajit. I jap cilësimin.*

CILËSISHT *ndajf.* Nga ana e cilësisë, nga pikë-pamja cilësore, si cilësi. *Cilësisht i ndryshëm. Dallohen cilësisht.*

CILËSOHEM *libr. Pës. e* CILËSOJ. *Cilësohet me emër. Cilësohet si kërkesë e domosdoshme.*

CILËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. E vlerësoj dike a diçka sipas cilësive që ka, jap gjykimin per

cilësinë e dikujt a të diçkaje; e karakterizoj sipas një vetie, sipas një tipari; e quaj, c çmoj. *E cilësoj si të aftë. E cilësoj si më të mirin. E cilësoj fajtor (tradh-tar).*

*2.* E dalloj nga të tjerët, e quaj me emër. *E cilësoj me emër.*

CILËSOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *gjuh. shih* PËR-CAKTOR,~I.

CILËSOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me cilësinë, që lidhet me cilësinë, i cilësisë; nga ana e cilësisë, nga ciiësia. *Dallime (ndryshime) cilësore. Përbërja (vlera) cilësore. Treguesit cilësore të prodhimit. Për-mirësimi cilësor. Ngritja cilësore. Hop cilësor. Kthesë cilësore. Nga ana cilësore.*
*2. gjuh.* Që shënon drejtpërdrejt një cilësi ose tipar të sertdit; që luan rolin e një cilësori a përcaktori; cilësues. *Mbiemër cilësor. Fjali cilësore.*
• Analizë cilësore *kim.* studimi i përbërjes së një lënde, duke përcaktuar elementet e saj.
CILËSUAR (i,e) *mb.* 1. *libr.* Që ka cilësitë e duhura, që është me i përshtatshëm; që i ka më të spika-tura cilësitë.
2. *drejt.* Që ka rrethana ose kushte rënduese, të përcaktuara nga ligji. *Vrasje (vjedhje) e cilësuar. Krim i cilësuar. Pohim i cilësuar.*
3. *drejt.* Që gëzon të drejtën ose që ka komp.etencë për të kryer një punë. *Shumicë e* c;7e\çuarshumicë që ka ose që fiton të drejtën për të vendosur për diçka.
4. Që ka përgatitje të lartë profesionale etj., i kualifikuar.
CILËSUES,~E *mb.* 1. *drejt.* Që shërben për të cilësuar nga ana ligjore kushtet ose rrethanat. *Rrethana cilësuese.*
*2. gjuh. shih* CILËSOR,~E2. *Mbiemër cilësues.*
CILI,~A *sh.* ~ËT, ~AT. *X.pyet.* Përdoret në fjali pyetëse për të pyetur drejtpërdrejt ose tërthorazi për një frymor a për një send të cilin e përfaqëson, zakonisht duke e dalluar nga të tjerët që janë bashkë më të a të një lloji me të; kush. *dli është? Cilin ta-kove? Cili të pyeti? Me cilin ishte? Cili prej të dyve?*
2. *pyet.* Përdoret në pyetjet retorike që nënkup-tojnë një përgjigje mohuese ose në pyetjet retorike që nënkuptojnë si përgjigje "kushdo", "të gjithë"; kush. *E cili e pëlqen atë? E cili nuk e di?*
3. *pakuf.* Përdoret (zakonisht me pjesëzën ja me kuptim dëftor), për të dalluar një frymor a një send dhe për ta ndarë atë nga të tjerët; kush. *Ja cili qenka I Ja cili paska ardhur! Ja cilin kërkoj!*
4. *pakuf. vjet.* Përdoret me kuptim veçues, duke u përsëritur në krye të fjalive të bashkërenditura; dikush... dikush..., kush... kush...
CILI (i), ~A (e) *lidhor. sh.* ~ËT (të), ~AT (të).
Përdoret për të lidhur një fjali të varur, duke shënuar frymorin a sendin, që është përmendur nga një emër në fjalinë e mëparshme; që.
CILIDO, CILADOKJA:I. *sh.* CILËTDO, CILATDO.
1. Secili nga një grup frymorësh ose sendesh të njejtë, çdo njeri ose çdo send i një grupi të njëjtë pa dallim; njëti, kushdo qoftë, i marrë veças nga ata që bën pjesë në këtë grup; kushdo, gjithkush; çdo. *Cilido qoftë. Cilido që të jetë. Nga cilido vend. Flet me cilindo. 2. shih* SECILI.CILIK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *krahin.* Përrua i vogël; rrëke.
CILlNDËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. *gjeom.* TIrup gjeometrik, që formohet duke rrotulluar një katërkëndësh kënddrejtë rreth njërës brinjë të tij. *Baza e cilindrit. Lartësia e cilindrit. Vëllimi i cilindrit.*
2. *tek.* Pjesë ose vegël e një makinerie në trajtë të një trungu a gypi të rrumbullakët, të prerë rrafsh në të dy anët. *Cilindër i dhëmbëzuar. Cilindër i drunjtë (i metaltë). Mulli me cilindër.*
3. *tek.* Pjesë metalike e rrumbullakët e një motori me avull ose me djegie të brendshme, në të cilën lëviz pistoni. *Cilindër me avull. Cilindër me trysni të ulët. Motor me dy cilindra.*
*4. Used, shih* RUL,~I $_2$.
5. *bot.* Pjesa e trungut, e degëve ose e rrënjëve të. një druri, që mbetet po të heqim lëvoren. *Cilindër qendror.*
6. Kapelë burrash e rrumbullakët, e lartë, prej rrobe të forte dhe me strehë të ngushtë. *Mban cilindër. Hoqi cilindrin.*
CILLNDRIK,~E *mb. spec.* Që ka trajtë të rrumbullakët si cilindër. *Trup cilindrik. Thjerrëza cilindrike. Turjelë cilindrike. Forme cilindrike.*
CILINDRIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimit të foljes CILINDROJ.
CILINDROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Rrafshoj dhe ngjesh diçka me një cilindër. *Cilindroj rrugën. Cilindroj truallin. Cilindroj lëkurën.*
CILINDRUAR (i,e) *mb. tek.* I ngjeshur dhe i rraf-shuar me anë të një cilindri. *Rrugë e cilindruar. Asfalt i cilindruar. Shollë e cilindruar.*
CILINDRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Punëtor që punon në një makinë cilindrimi.
CILINË,~A. *sh.* ~A, ~AT *arb.* Përparëse grash prej mëndafshi dhe e qëndisur me ar. *Vë cilinën.*
CILIVI,~A . *sh.* ~, ~TË. Dru i gjatë që vihet horizontalisht mbi majën e një druri tjetër të ngulur në dhe, në të dy anët e të cilit ulen fëmijët e rrotullo-hen, shilarth; loja me këtë dru. *Lozim cilivi.*
CILIVILE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* 1. Xixë-llonjë.
2. *fig.* Vajzë e shkathët dhe e zgjuar.
3. Lloj molle kokërrvogël, e kuqe, që piqet vonë dhe rron për dimër.
CILORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Mbulesë e tryezës së bukës, sofrabez.
CILLESTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Thika e plugut.
ÇlMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Smag.
ÇIMAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesë e vegjës: dy rripa metalike me dhembëza anash, që mund të af-rohen ose të largohen dhe që shërbejnë për të mbajtur pëlhurën të shtrirë para se të mblidhet në shul. *Vri-mat e cimarit.*
CIMARTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Shkurre me gjethe të Vogla si të shegës, me lule të verdha, qëbën kokrra të zeza dhe që rritet në vende bregdetare.
CIMB,~I m. *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* PICKIM,~I. 2. Grep i vogël për të qëndisur. *Punoj me cimb.*
3. JMSQEP,~I.
•*k* Cimb me cimb maje me majë.
CIMB *kal.,* ~A, ~UR. *shih* PICKOJ.
CIMBAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *muz.* Vegël muzi-kore, e përbërë nga dy pjata prej bronzi, që përplasen njëra me tjetrën; çapare. *Tingujt e cimbaleve. I bie cimbalit.*
CIMBALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *muz.* Ai qe i bie cimbalit.
CIMBËL,~LA i . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Cope e vogël dhe e nolle e një sendi, cifël, çikë, grimcë. *Bëhet cimbla.*
2. Gjethe e vogël në rrëzë të bimës së duhanit, fundçe. *Cimblat e duhanit.*
3. Bisku i njomë i një degëze, që sapo ka filluar të rritet.
4. Cen. *Njeri me (pa) cimbël.*
*ic* la kam cimblën i kam rënë në erë, e kam diktuar, e di. Kam një cimbël *me dike* kam mosmarrëveshje ose kam inat me dike për shkak të një grindjeje.
CIMBËL,~LA n . *sh.* ~LA, ~LAT *bot.* Bimë barishtore me gjethe të vogla e të lëmuara, të mble-dhura tufë, që

rritet në shkëmbinjtë e bregdetit dhe përdoret e zier si sallatë.
CIMBIDH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Mashë për zjarr.
2. Lloj dare e vogël dhe me buzë të gjera.
3. Karficë për t'i mbajtur flokët të mbledhur. *Mbledh flokët me cimbidh.*
*4. shih* PISKATORE,~JA.
5. Gërshërëz e çatisë.
CIMBIDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Pickoj me dorë. *E cimbidhi në krah.*
*2.* Këput nga pak prej një ushqimi, i heq një cope të vogël; shkul, heq qimet me piskatore. *Cimbidh bukën. Cimbidh lakrorin. Cimbidh mishin. Cimbidh vetullat.*
3. edhe *jokal. vet. veta III. shih* SËMBON.
CIMBIDHEM *vetv.* Pickojmë njëri-tjetrin me dorë, pickohem me dike.
CIMBlDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes CIMBIDH. 2. Shpim, sëmbim.
CIMBIDHUR (i,e) *mb.* 1. Që i janë këputur disa copa të vogla, i ngrënë vende-vende nga pak (zakonisht për ushqimet); që i është hequr diçka me cimbidh. *Lakror i cimbidhur. Vetulla të cimbidhura.*
*2. I* ngacmuar, i acaruar. *Me nerva të cimbidhura.*
CIMBIL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Bodec. *Shpoj me cimbil. I rri me cimbil në dorë. 2.* Bizë. *Punoj me cimbil.*
CIMBIS *kal,* ~A, ~UR. *shih* CIMBIDH. CIMBISEM *vetv. shih* CIMBIDHEM.
CIMBISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. *shih* CIMBIDH-
JE,~A.
CIMBlSUR (i,e) *mb.* *shih* CIMBIDHUR (I,e).CIMBOSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* ÇIMBOS-
KË,~A.
CIMBTHI *ndajf.* Pisk, shtrënguar. *E zë (e kap) cimbthi.*
CIMBUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool., krahin.* Kë-pushë.
CIME,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Cironkë lumi.
CIMË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *det.* Litar i trashë prej liri ose prej teli, më të cilin lidhin anijen në breg; litar. *Shkallë prej cime. Lidh (hedh, mbledh) cimën. Lidh me cima. Tërheq cimat.*
CIMË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Tufë lulesh të një bime, e cila përbëhet nga një lule e parë dhe nga disa lule të tjera rrotull saj, që dalin me vonë nga e njëjta nyjë.
CING *onomat.* As cing, as ming: pa nxjerrë asnjë zë, pa bërë fjalë, pa e hapur gojën fare; as gëk, as mëk.
CINGALf,~A , *sh.* ~, ~TË *krahin.* Këmbëza e një arme.
- Rri në cingali rri gjithnjë gati, rri me gishtin te këmbëza.
CINGARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Zile a këmborë e vogël, që u varet në qafë bagëtive. *Gjuhëza e cin-gares. Zëri i cingares. I vari një cingare.*
•*k* Me mbeti cingare *diçka* me mbeti si barrë, ma varën në qafë.
CINGARIDHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Cope e vogël, e skuqur fort, që mbetet në fund të enës pasi tretim dhjatnin, zhigël. *Cingaridhe derri (dashi, lope). Çorbë me cingaridhe.*
*2.* Peme e pjekur shumë dhe e rreshkur në degë.
• U be cingaridhe u dobësua shumë, u tha fare.
CINGARlS *kal,* ~A, ~UR. Fërgoj diçka derisa të skuqet fort e të thahet; skuq. *Cingaris dhjamin e derrit. Cingaris qepët.*
CINGARlSEM *vetv.* Fërgohet diçka në zjarr derisa të skuqet fort e të thahel; skuqet.
• Cingariset (tiganiset, fërgohet, skuqet) me dhjamin e vet *shih te* DHJAMË,~I.
CINGARISJË,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CINGARIS, CINGARlSEM.
CINGARISUR (i,e) *mb.* I fërguar fort sa është skuqur dhe është tharë; i skuqur (për mishin, vezët etj.).
CINGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vorbë e vogël bake me një vegjë, poçe balte. *Cingë për fasule.*
ClNGËL,~LI *m.* dhe CINGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Shkop i shkurtë"-, i prerë pjerrtas në të dy anët, më të cilin luajnë fëmijët duke e goditur me një shkop më të gjatë; loja që luhet me këtë shkop. *Shkop e cingël. Luaj (me) cingël. I bie cinglit. Hedh cinglin. I hollë si cingël. Sa një cingël* shumë i vogël e i imët (zakonisht për fëmijët).
2. Shkop i vogël, që mban të ngrehur grackën e zogjve. *Bie cingli.*
3. Shkop i vogël në vegjë, më të cilin thuret spiku.
4. Xhingël, stoli e vogël.
•*k* Luaj cingël *me dike* tallem me dike, duke
mos e marrë një punë me gjithë mend; e sjell rrotull, bëj si dua vetë me dike.
CINGËLANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. Grua që niset e stoliset me lloj-lloj xhinglash, grua që ka qejf të pispilloset, pispillaqe.
CINGËLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Çikërrim-tar.
CINGËLATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grua që nis e stolis nuset, ajo që zbukuron nuset e reja
me xhingla.
CINGËLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cingare.
CINGËLlQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Cingare e vogël.
CINGËLOHEM *vetv.* Zbukurohem, nisem e sto-lisem me xhingla.
CINGËLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Zbukuroj, nis e stolis dike me xhingla.
CINGËLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dyqan
ku shiteshin xhinglat e sende të tjera të vogla.
ClNGËLTHI *ndajf.* Luaj cingëlthi: luaj shkop e
cingël.
• Luaj cingëlthi *me dike* luaj cingël.
CINGËLLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zëri i hollë që nxjerr cingarja; tringëllimë.
CINGËLLON *jokal,* ~OI, ~UAR. Nxjerr një zë të hollë, tringëllon (për cingaren).-
CINGËRI,~A . *bised.* Grindje për çikërrima, ngacmim i njëri-tjetrit me fjalë, gërnje. *Zunë (hapën) cingërinë. U ndez cingëria.*
CINGËRlMË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Të
ftohtë i madh e i thatë, acar; ngrica e dimrit. *Cingërimë e madhe (e hidhur). Cingërima e dimrit. Ditë me cingërimë. Në mes të cingërimës.*
*2. vet. sh.* Dridhje e trupit nga të ftohtët, mornica. *Me shkojnë cingërima.*
CINGËRIMË,~A II . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zë
i hollë, i zgjatur dhe si i çjerrë; të qarët e një kafshe, kuitje, pingërimë. *Cingërima e qenit. Cingërima e gjinkallave.*
*2.* Zhurmë e lehtë, e hollë që bëjnë sendet kur përplasen pak, tringëllimë.
3. Tingull i hollë e i 7gjatur, që na ushton në veshë, kumbim që ndiejmë në veshë.

CINGËRIMTË (i,e) *mb.* Shumë i ftohtë, i ngrirë; i acartë dhe i kthjellët (për ujin, ajrin, motin etj.). *Mot i cingërimtë. Ajër i cingërimtë. Qiell i cingërimtë.*
CINGËRIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ngacmoj me dorë ose shpoj me diçka, cyt; trazoj dike ose diçka që ta bëj të ecë a të lëvizë nga vendi. *Cingëris plagën. dn-gëris gomarin. Cingëris me dorë. Cingëris me shkop.*
2. Trazoj urët ose prushin që të ndizet zjarri me mirë, shkrep zjarrin. *Cingëris zjarr in (prushin).*
3. *fig.* Ngacmoj me fjalë dike për ta shqetësuar ose për ta zemëruar, cyt me fjalë; e bëj të zemërohet, e bëj të acarohet; ngacmoj. *cingërisi nervat.*
*k* I cingëris plagën *dikujt* e prek në diçka që e shqetëson, i ngacmoj plagën.CINGËRISEM *vetv.* Ngacmohem me një tjetër, grindem me një tjetër për gjëra të vogla.
CINGËRISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CINGËRIS, CINGËRISEM.
CINGËRISUR (i,e) *mb.* I shqetësuar nga ngacmimet e një tjetri a të diçkaje; i acaruar (për nervat). *Me nerva të cingërisura.*
ClNGËRJAR,~E *mb. bised.* 1. Që ngacmon të tjerët; që grindet për gjëra të vogla, gërnjar. *Djalë cingërjar. Vajzë cingërjare.*
*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
CINGËROJ i *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Kam
shumë të ftohtë, mërdhij shumë, ngrij së ftohti.
ÇINGËROJ ii Ma.,~OVA, ~UAR. l.Nxjerr njëizë të hollë, të zgjatur dhe si të çjerrë; kuis, pingëroj (për kafshët e insektet); qan me zë të hollë e vajtues, nxjerr një zë të hollë e të zgjatur (zakonisht për fë-mijët e vegjël). *Cingëron qeni. Cingërojnë zogjtë. Cirigëron gjarpri. Cingërojnë minjtë. Cingëron fëmija.*
*2. fig.* Ankohem për diçka, qahem.
3. Ndiej një tingull të hollë e të zgjatur në vesh, me ushton, me kumbon.
GINGËRUAR (i,e) *mb.* 1. *shih* CINGËRIMTË (i,e).
2. Që ka ngrirë nga të ftohtët, që dridhet nga të
ftohtët.
ÇINGËRUES,~E *mb.* 1. I hollë dhe pak i çjerrë e i zgjatur (për zërat dhe tingujt). *Zë cingërues.*
*2. fig.* Që ankohet e qahet vazhdimisht, qaraman.
CINGLAPJEKTHI *ndajf. shih* CINGËLTHI.
OINGLASH *ndajf. shih* CINGËLTHI. *Luaj cinglash.*
ClNGLAZI *ndajf. shih* CINGËLTHI. *Luaj cinglazi.*
CINGO,~JA . *bised.* 1. Fletë e hollë prej metali e smaltuar, që përdoret zakonisht për të bërë enë të ndr'yshme. *Enë cingoje.*
2. edhe *sh.* ~, ~T. Pjatë ose enë tjetër që është bërë prej metali të smaltuar; broke uji.
CINGONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gajde; pipëz ose: curie. *bie cingonës. Shoqëroj me cingonë.*
CINGOR,~I *m.* 1. Të ftohtë i madh, acar, cingë-rimë. *Të than cingori.*
*%* Cipë e hollë akulli, që zë ujët përsipër kur ngrin; helI akulli; akull. *Ka zënë uji cingor.*
CINGORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Pjatë e thellë prej cingoje; enë prej cingoje.
CINGORTË (i,e) *mb.* I akullt, i cingërimtë. *Ujë i cingortë.*
CINGRA-MINGRA,~T . *vet. sh.* 1. *shih* ÇIKLA-MIKLA,~T. *E bëri cingra-mingra.*
*2. fig.* Vogëlsira, çikërrima. *Nuk merret me cingra-mingra,*
CINGTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* CINGËL, ~LI i.
2. Hekur në majë të boshtit të mullirit të blojës, mbi të cilin mbështetet dhe rrotullohet guri i sipërm.
CINGTHI *ndajf.* Me njërën këmbë (për mënyrën e të ecurit). *Eci cingthi.*
CINGULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Fik i bardhë me kokrra të vogla Shumë të ëmbla, që kanë bisht të gjatë e lëkurë të hollë dhe që piqen vonë në vjeshtë. *Mbledh cingujt.*
CINGUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Koprrac, dorë-
shtrënguar.
CINGUN,~E *mb.* Koprrac, dorështrënguar.
CINGUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Zog i vogël, me koke të madhe, me pende në ngjyra të ndryshme, që rron zakonisht në pyje.
CINIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist., filoz.* Pa-sues i cinizmit, ithtar i cinizmit në Greqinë e vjetër.
2. Njeri që përbuz e tall normat e moralit të sho-qërisë, njeri cinik.
CINIK,~E *mb.* Që mban qëndrim përbuzës e tallës kundrejt normave të moralit dhe kundrejt çdo gjeje që është pranuar e që nderohet nga të tjerët; që shpreh cinizëm, mospërfillës, përbuzës, i vrazhdë e i pacipë. *Njeri cinik. Qëndrim cinik. Buzëqeshje cinike. Fjalë cinike. Ton cinik. Politikë cinike.*
CINIZËM,~MI *m.* 1. *hist., filoz.* Doktrinë filo-zofike (në Greqinë e vjetër), e cila predikonte mos-përfilljen dhe përbuzjen e hapët të zakoneve, të normave të njohura shoqërore e të kulturës, pavarësinë e njeriut nga bota që e rrethon, kthimin në gjertdjen primitive dhe asketizmin, për të ruajtur, sipas kësaj doktrine, virtytin.
2. Qëndrim mospërfillës, përbuzës e tallës kundrejt normave të moralit e zakoneve të shoqërisë dhe kundrejt çdo gjëje që është pranuar e që nderohet nga shoqëcia; qëndrim i vrazhdë e i pacipë. *Cinizëm i ftohtë. Cinizëm i pashoq. Sillet (flet, vepron) me cinizëm.*
CINKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* Trishtil.
CINKOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *shtypshkr.* Punëtor që merret me përgatitjen e klisheve të cin-kografisë.
CINKOGRAFl,~A . *shtypshkr.* 1. Përgatitja e klisheve të shtypshkrImit me anë të gdhendjes në pllaka zinku.
2. Repart i shtypshkronjës, ku përgatiten klishetë prej zinku. *Punon në cinkografi.*
CINXAKUQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cinxami me një pullë të kuqe.
CINXAMI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Zog shumë i vogël, i ngjashëm me trumcakun, që ka ngjyrë të murrme dhe që rri nëpëj ferra; çerr, ferrak.
CINXËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. *zool.* Gjin-kallë. *Këndon cinxri. Flet si cinxër* nuk pushon së foluri.
2. *zool., krahin. shih* BULKTH,~I.
3. *fig. iron.* Ai që flet pa pushim dhe kot.
CINXËRESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Femra e cinxrit.
CINXËRIMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Zëri i gjinkallës kur këndon, kënga e gjinkallës.
CINXËRIT *jokal.,* ~I, ~UR. *shih* CINXËRON.
CINXËRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. *shih* CINXË-RIMË,~A.CINXËRON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Këndon (per gjinkallën).
CIP,~I *in. sh.* ~A, ~AT. *shih* CEP,~I i.
• Cip me dp a) ngjeshur foit njëri pas tjetrit, shumë shtrënguar; b) plot e përplot, majë për majë, buzë me buzë.

CIPAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Spicë shumë e hollë dhe e gjatë druri, kleçkë e hollë, cifël; copëz e hollë e një sendi, fije (mishi etj.). *Cipal druri. Cipal sapuni. Cipal mishi. I hollë, si cipal. Me këmbët si cipal. Smbahet shtëpia me cipal. fj.u.*
*2. përd. mb.* Shumë i hollë e i brishtë, fare i dobët. *U be cipal.*
3. *përd. ndajf.* Shumë (i hollë, i dobët, i tretur). • Është si zogu mbi cipal është në gjendje të keqe
ekonomike, rron më të keq. I vë cipalin *dik uj t shih te* VË. Nuk të jep as një majë cipali është shumë dorështrënguar.
ClPE *mb.* Që i ka sisët të vogla (për bagëtitë). *Lopë cipe. Dele cipe.*
CIPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëvore e hollë që vesh diçka, lëkurë, vemesë; shtresë e hollë që mbulon sipërfaqen e diçkaje. *Cipë e hollë. Cipa e qepës. Cipa e mollës (e pjeshkës). Cipa e kokrrave të rrushit. Cipa e vezës. Cipa e qumështit. Cipa e gjellës. Cipë akulli. Cipa e drurit. Cipa e plages. Zë (vë) cipë. I prish (i heq) cipën. Ha me gjithë cipë.*
2. *anat.* Lëkurë ose ind i hollë, që vesh a mbulon një organ; membrane. *Cipa e brendshme. Cipa e barkut. Cipa (korja) e trurit. Cipa e qelizës. Cipa e mukozës. Cipë dhjami. Cipa e veshit. Cipa e virgjë-risë. I vuri cipë syri.*
3. *bised.* Sipërfaqja e një uji të qetë. *Cipa e ujit. Cipa e liqettit (e kërtetës).*
4. *fig. bised.* Tërësia e vetive morale të një njeriu të ndershëm, turpi e sedra që e mbajnë njeriun të mos bëjë veprime të palejueshme; tërësia e rregullave dhe e normave morale të shoqërisë, <jë mbrojnë nderin e saj. *Njeri me cipë. Sjellje pa cipë. Nuk ka cipë. S?ka fytyrë e cipë. I ka plasur cipa. Ruaj cipën.* S *mbetet cipë. Bëj diçka për cipë. Plasi cipa, doli kripa. fj.u. Ka cipë (nder) në faqe.*
5. *bised.* Pëlhurë e hollë pambuku; basmë. *Cipë me lule. Cipë për fustan. Futë prej cipe.*
6. *bised.* Shami koke për gra. *Cipë e zezë (e bardhë). Vë cipën. Lidh cipën.*
7. *fig.* Diçka që mbulon ose që fsheh, mbulesë, perde. *Mbuloj (fsheh, mbështjell) me një cipë. I hedh cipën (një ngjarjeje, veprimi etj.). Heq (gris) cipën.*
8. *krahin.* Pete byreku ose ëmbëlsire. *Byrek me dyzet cipa.*
*k* Cipë qepe *shih te* QEPË,~A. Cipë e kockë shumë i dobët, kockë e lëkurë. Hodhi cipën e zezë *shih te* ZI (i), ZEZË (e). I ka plasur cipa (peta) e ballit *keq.* është bërë i pacipë, s'ka turp fare.
CIPËBARDHË *mb.* Që e ka lëkurën të bardhë, lëkurëbardhë. *Fik cipëbardhë.*
CIPËDALË *mb.* 1. Që i hiqet cipa menjëherë, që i del cipa shpejt.
2. *fig.* Që i ka plasur cipa, i paturp, cipëplasur, i paeipe.
3. *Përd. em,* sipas kuptimit 2 të mbiemiit
CIPËHOLLË *mb.* 1. Që e ka lëkurën të hollë, lë-kurëhollë. *Rrush cipëhollë. Kumbull (pjeshkë, mollë) cipëhollë. Portokalle cipëhollë. VajzS cipëhollë.*
*2. fig.* Që preket shpejt në seder, i prekshfim.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
CIPËKLQ,~E *mb.* 1. Që e ka lëkurën ose lëvoren të kuqe. *Palate cipëkuqe. Mollë cipëkuqe.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
CIPËNGRËNË *mb.* 1. Cipëplasur.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
CIPËPLASUR *mb. I.* Që e ka humbur ndjenjëa e turpit, që i ka plasur cipa, i paturp. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
CIPËR OHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. Vë një cipë të hollë; mbulohet me një cipë të hollë resh (për qie-llin).
CIPËRUAR (i,e) *mb.* Që ka vënë një cipë të hollë; që është mbuluar me një cipë të hollë resh (për qiellin). *Mot i cipëruar.*
CIPËTRASHË *mb.* 1. Që e ka lëkurën ose lëvoren të trashë, lëkurëtrashë. *Portokalle cipëtrashë. Rrush cipëtrashë. Mollë (pjeshkë) cipëtrashë.*
2. *fig.* Që nuk është shumë i ndjeshëm, që nuk preket lehtë; që nuk e zë turpi.
CIPËTHATË *mb.* Që mbulohet nga një cipë e thatë, që e ka lëkurën të thatë. *Luspa cipëthata. Lë-fostra cipëthata.*
ClPËZ,~A. *sh.* ~ A,~AT. 1. *Zvog. e* CIPË,~A.
2. *shih* CIPË,~$A_2$,6.
CIPJE *mb. 1. Që* ka lëvozhgë të hollë dhe që çahet lehtë (për arrat). *Arra cipje.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
CIPULL,~LLI 1 *m. sh.* ~J, ~JT *etnogr.* Vel i hollë që i hidhej nuses në kokë; nape.
CIPULL,~LLI 11 *m. sh.* ~J, ~JT. Fik që
bën kokrra të mëdha e në ngjyrë të kuqërreme, të cilave, kur piqen, u pëlcet lëkura.
CIPURA,~T . *vet. sh. krahin.* Bërsi (rrushi, u-llinjsh etj.). *Cipura rrushi. Cipura ulliri.*
ClQE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *zool.* Zog pak me i vogël se cirla, me bisht të gjatë, me pendë të murrme nga sipër e të kuqërremta nga poshtë, që rri nëpër ferra.
CIQËR (i) *mb.* I egër, që nuk hahet (për fiqtë). *Fik i ciqër.*
CtRË,~A . *krahin.* 1. Lëvorja e drurit. 2. Dru i qëruar nga degët, trung pa degë. • Në cir6 zhveshur, lakuriq.
CIRIKOKË,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool* Stërqokë.
CIRILIK,~E *mb.* Që i përket njërit prej të dy alfa-beteve të gjuhës së vjetër sllave, i cili ka shërbyer si bazë për alfabetet e disa gjuhëve sllave të gjalla. *Al-fabeti cirilik. Shkronjat cirilike. Shkrimi cirilik.*
CIRIPUPE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *zool.* Zog me pendë të murrme më të bardhë, me i vogël se la-raska, që ecën duke kërcyer; çililingë. *Mos ta mundtë QyqJGi se ta mund edhe ciripupja. fj. u.*
2. *fig.* Njeri shumë mendjelehtë e i paqëndrueshëm.CIR'K,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Ndërtesë, zakonisht e rrumbullakët, me vende për spektatorët dhje me arenë në mes, ku jepen shfaqje shkathtësie e force nga akrobatë, zhonglerë etj. ose me kafshë të;zbutura; tërësia e shfaqjeve të tilla; institucioni që merret me organizimin e këtyre shfaqjeve; trupa e artistëve që marrin pjesë në këto shfaqje dhe arti teatral qe i përfshin këto. *Cirk për fëmijë. Cirk shë-titës. Biletë cirku. Arena e cirkut. Drejtuesi i cirkut. Arti i cirkut. Artist cirku. Orkestër (muzikë) cirku. Shfaqje cirku. Kafshë cirku. Punon në cirk. Shkoj në cirk. I pëlqen cirku.*
*2. gjeol.* Greminë, grope e madhe e rrumbullakët dhe me shpate të pjerrëta, që është formuar nga akull-naijat ose nga vullkanet; grope në trajtë unaze, krater i njjë lloji të veçantë në sipërfaqen e Hënës. *Cirk akull-najor (akullnajash). Cirk hënor (hëne).*

CIRKA-CIRKA,l. *mb.* Që ka shumë cirka a pikla, pikelor. *Pule (zog) cirka-cirka.*
2. *ndajf.* Duke rënë a rrjedhur nga një pike e nga një pike, duke pikuar, duke cirkuar (për ujët e lëngjet e tjera). *Binte ujët cirka-cirka. I rridhte gjaku cirka-cirka.*
ÇlRKAT *jokal., kal.,* ~A, ~UR. *shih* CIRKOJ.
CIRKATEM *vetv., pës. shih* CIRKOHEM.
CIRKATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Curril uji ose e një lëngu tjetër, që del me force cirka-cirka.
2. Dëborë me shi bashkë, dëborë e qullët, llohë. *Bie cirkatë.*
3. *përd. ndajf.* Si curril i forte. *Rrjedh cirkatë.*
CIRKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pike e vogël uji a e ndonjë lëngu tjetër, që bie nga lart ose që ndahet nga një curril e përplaset me force; pike e vogël e një lënde të squllët, stërpikë. *Cirkë uji. Cirka gjaku. Cirkë qumështi (kosi, gjelle). Cirka nafte. Cirkë balte (gëlqereje). E bëri me cirka. Cirka shpon gurin. fj. u.*
*2.* Pikël ose njollë e vogël mbi një pëlhurë, mbi pendët e një shpendi, mbi sipërfaqen e një sendi etj. *Pule me cirka. Dele me cirka. Basmë (shamij me cirka. Mollë me cirka.*
3. Shpend me pika ose dele me lara. CIRKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. *shih* CIRKË,
~A 1)2-
CIRKËLOJ *jokal., kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* CIRKOJ i,2-
ÇIRKIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CIRKOJ, CIRKOHEM.
CIRKOHEM *vetv.* 1. Bëhem cirka-cirka, spërkatem, stërpikem. *Po hëngre me foshnjat, do të cirkohesh. fj.u. 2. Pës. e* CIRiKOJ.
ÇIRKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj me cirka, e spërkat, e stërpik. *Cirkoj me baltë.*
2. *jokal.* Bie ujët ose një lëng tjetër pika-pika, irjedh me cirka; pikon nga pak. *Cirkon shiu. Cirkon gjaku. Cirkon çatia.*
3:. Mjel dhitë ose delet kur kanë pak qumësht, shkrend. *Cirkoj dhitë (lopët).*
CIRKOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* CIRKATË,
CIRKUIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *spec, shih* QARK,~KUi_3. *Cirkuit i shkurtër. Cirkuit i jashtëm. Mbyll cirkuitin.*
*2. sport.* Rrugë në trajtën e një rrethi të mbyllur, që shërben për gara automobilistike, piste e rrumbullakët për gara me makina.
CIRLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog si mu-llenja, me pendë të murrme e me pika të errëta ose të çelëta. *Cirlë fushe* mullibardhë. *Cirlë verdhashe. Zë cirla.*
CIRLUA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË *zool. krahin.* Shturë, gargull.
CIRONKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Peshk i familjes së krapit, me trup të vogël e të mbuluar me luspa të ndritshme, që rron në ujëra të ëmbla; gjuhcë. *Cironka të thara (të kripura).*
*2.* Peshk i vogël, i parritur. *Zë një cironkë.*
U be cironkë u dobësua shumë. S'i ha macja cironkat!? *iron, shih te* MACE,~JA.
CIRUA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË *zool.* 1. *shih* CIRONKË,~A. *vogël si cirua.*
2. Hell akulli, që varet nga streha e çatisë.
3. *krahin.* Kalli misri që ka mbetur i vogël, kalli i rrëgjuar.
CIRROZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjek.* Rritja e tepruar e indit bashkues, e cila shkakton ngurtësimin e një organi të trupit dhe prishjen e funksioneve të tij. *Cirroza e mëlçisë së zezë. Cirroza e veshkave (e mushkërive).*
CIST,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *mjek.* Fshikëz e mbushur me lëng që shfaqet si sëmundje në inde ose në organet e trupit.
2. *biol.* Fshikëz mbrojtëse, në të cilën mbështillen disa organizma të thjeshta në një periudhë të caktuar të zhvillimit të tyre.
CISTERNË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* 1. Rezer-vuar i madh prej metali, zakonisht në trajtë cilindri të zgjatur, që shërben për të mbajtur lëngje (ujë, naftë etj.). *Cisternë nafte. Cisternë uji.*
2. Anije, vagon ose mjet tjetër me një rezervuar të madh prej metali për të mbartur lëngje (ujë, naftë etj.). *Anije cisternë. Vagon cisternë. Aeroplan cisternë.*
3. *anat.* Hapësira në gji, që grumbullon qumështin.
CISTIT,~I m. *sh.* ~E, ~ET *mjek., veter.* Mahisje e fshikëzës së ujit të hollë.
CIT,~I *m. shih* CIK,~U 11. Cit me cit: buzë me buzë, plot e përplot, sa nuk nxë me.
CIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. Fut me zor, rras, ngjesh. *Cit pykën. Cit hurin.*
*2.* I jap të hajë shumë, e ngop mirë, ia mbush barkun plot, e dend dike.
CITADELË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *hist.* Kështjellë në vend të ngritur nga mund të vështrohej një qytet, që duhej mbrojtur; pjesë e përforcuar brenda mureve të një kështjellë, që shërbente si mbështetja e fundit gjatë sulmeve.
2. *fig. libr.* Mbështetje e fuqishme, kështjellë.
CITANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pe i hollë për të qëndisur me gtep. -..._
*-k* Është në citanik është gati më të Iindur (për gruan shtatzënë).CITAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pjesë e shkurtër e nxjerrë fjalë për fjalë nga një vepër ose nga një tekst i shkruar; riprodhimi fjalë për fjalë i një shprehjeje ose i një mendimi të një tjetri. *Citate të zgjedhura. Përdor citate. Gjej (nxjerr) një citat. Mbush me citate.*
CITAZI *ndajf.* Me shtrëngim të madh, duke e futur me zor, ngjeshur.
CITEM *vetv.* Ngopem mirë, dendem.
CITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kunj i hollë prej druri, pykëz e hollë; spicë. *Cita e kularit. Ngul një cite. I fut (i vë) një cite. Çaj drurin me cita. I hyri një cite.*
2. Shtizë e hollë për të thurur çorape e triko; grep i hollë për të qëndisur. *Punoj me cita. Bëj triko me cita.*
• Fut (shtie) cita (fite, fitme, fitila, kalla, kunja, spica) *shih te* FUT.
CITË *ndajf.* Sa nuk nxë me, plot, buzë me buzë. *Cite me njerëz. Mbushur cite.*
*ir* Cite mend i zgjuar shumë, me shumë mend, plot mend, gjithë mend.
CITIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CITOJ, CITOHEM. 2. *shih* CITAT,~I. CITOHEM. *Pës. e* CITOJ.
CITOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Jap fjalë për fjalë një pjesë të shkurtër nga një vepër ose nga shkrimi i një autori, përdor një citat; përmend një vepër a një autor lidhur me një mendim a ngjarje. *Citoj një vepër. Citoj një mendim. Citoj një frazë. Citoj Naimin.*
CITOLOGJI,~A . Degë e biologjisë, që studion ndërtimin dhe jetën e qelizës.

CITOS i *kal.,* ~A, ~UR. Mbërthej me gjil-përë, zë, kap; ngul (një gjilpërë).
CITOS II *kal.,* ~A, ~UR. 1. Mbush më të rrasur, e zë mirë më të ngjeshur; fut e ngjesh; mbush plot sa nuk nxë me. *Citos thesin. Citos vrimat. Citos gardhin.*
*2.* Mbështjell mirë me rroba, ia ngjesh mirë anash rrobat e shtralit.
CITOSEM i *vetv.* 1. Mbërthehem me gjilpërë, kap diçka në trupin tim me gjilpërë. 2. *Pës. e* CITOS i.
CITOSEM II *vetv.* 1. Mbushem plot sa nuk nxë me.
2. Mbështillem mirë e mirë, mbulohem mirë me rrobat e shtratit.
CITRIK,~E *mb. kim.* Acid citrik: acid me shije të thartë, që gjendet në frutin e limonit e të disa bimëve të tjera dhe që përdoret në industrinë ushqimore, fatmaceutike etj.; acidi i limonit.
CITUAR (i,e) *mb.* Që është përdorur si citat; që është përmendur në një citim. *Vepër (pjesë) e cituar. Mendim i cituar. Autor i cituar.*
CIU (CIU-CIU) *pasth.* Përdoret për të shënuar zërin e zogjve të vegjël ose zëra të tjerë të hollë. *Zogu bën ciu-ciu.*• As ciu, as miu (as viu) as gëk, as mëk.
CIVE,~JA . *gjell.* 1. Qepë e fërguar në vaj, me salcë a me spec djegës, që i hidhet gjellës.
2. Qull me miell të fërguar dhe me hudhra ose me arra, që përdoret si gjellë.
CIVIL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që nuk është ush-tarak; *kund.* ushtarak.
CIVTL,~E *mb.* 1. *drejt.* Që ka të bëjë me gjendjen dhe më të drejtat ligjore të qytetarëve në një shtet; që siguron të drejtën qytetare; që i përket qytetarit, që ka të bëjë me të; qytetar. *Te drejtat civile* të drejta që u njihen qytetarëve nga një shtet. *Kodi Civil i RPSSh* akt legjislativ, në të cilin janë paraqitur në mënyrë si-stematike normat që rregullojnë marrëdhëniet pasurore ndërmjet ndërmarrjeve, institucioneve, kooperativave bujqësore dhe organizatave shoqërore, midis këtyre e shtetasve, si edhe marrëdhëniet pasurore e vetjake midis shtetasve. *Gjendja civile* gjendja juridike vetjake fami-ljare e një njeriu. *Zyra e gjendjes civile* zyrë ku regjistrohen lindjet, martesat dhe vdekjet. *Përgjegjësi civile. Nëpunës i gjendjes civile.*
*2. libr.* Që është tipar dallues i njeriut të lire, i cili e ndien veten anëtar më të drejta të plota të një sho-qërie e të një shteti; që përshicohet nga ideja për të mirën dhe dobinë e shoqërisë, qytetar. *Detyrë civile. Burrëri civile. Guxim civil.*
3. Që nuk ka të bëjë me ushtrinë, joushtarak; *kund.* ushtarak. *Jeta civile. Shërbim civil. Rroba civile. Spitali civil. Adtninistrata civile. Autoritete civile. Gjyq civil.*
4. Që nuk ka të bëjë me fenë, që nuk është fetar, që nuk është kishtar; *kund.* fetar, kishtar. *Ent civil. Martesa civile.*
• Luftë civile *shih te* LUFTË,~A i. Vdekje civile humbja e të gjitha të drejtave qytetare.
CIVILISHT *ndajf. drejt.* Nga pikëpamja e së drejtës civile, nga ana civile. *Civilisht përgjegjës. Civilisht i detyruar.*
CJAP,~I *m. sh. zool.* CJEP, CJEPTË. Mashkulli i dhisë. *Cjap i bardhë. Cjap shyt. Cjap pa brirë. Mish cjapi. Lëkurë cjapi. Cjapi edhe pa mjekër cjap mbetet. fj.* "•
• Dhjamë cjapi diçka pa fitim, pa leverdi. Shkoi (vajti) si cjapi te kasapi e gjeti të keqen vetë me kërhbët e tij; shkoi vetë pa e ditur se ç'rrezik a ç'e keqe e priste. S'është cjap për atë zile *shih te* ZILE,~JA. Cjapi mish e dhia tavë (dhia mish e cjapi tavë) si njëri edhe tjetri; po e njëjta gjë. *CJAP I EGËR zool.* Kafshë përtypëse e ngjashme mecjapin, me brirë të gjatë që rron në male të larta e të thepisura.
CJAPE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kece; dhi.
CJAPODHI,~A . *sh.* ~, ~TË. Kafshë që ka ti-paret gjinore të cjapit e të dhisë.
CJAPOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cjap i vogël, kec.
CJAPONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dhi me brirë të mëdhenj e të ngritur drejt përpjetë.
CJAPOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Cjap ose ka me brirë të mëdhenj e të ngritur drejt përpjetë. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dhi cjapore.*
CJAPORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dhi ose lopë me brirë të mëdhenj e të ngritur drejt përpjetë.CJAPOS *kal.,* ~A, ~UR *keg.* E dobësoj dhe e siiëmtoj dike.
CJAPOSEM *vetv. keg.* Dobësohem e shëmtohem. CJAPOSUR (i,e) *mb. keg.* I dobësuar e i shëmtuar.
CJAPTHI *ndajf.* Duke qëndruar ose duke u he-dhur mbi dy këmbët e përparme si cjapi. *Hidhem cj"apthi. Eci cjapthi.*
CJEPURR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Shaku-llinë.*k* M'u be cjepurr nuk me eci mbarë; me Vajti ters.
CJEPURRAK,~E *mb.* Që nuk i venë punët mbarë, që e ndjek e prapa, ters.
COF *jokal,* ~A, ~UR. Ngordh.
COFËT *ndajf.* Ngordhur në vend. *E hedh cofët. Bie cof'et. E gjej cofët.*
COFËT (i,e) *mb.* I ngordhët; i ngordhur, ngordha-laq. *Gomari i cofët nuk i tutet ujkut. fj. u.*
COFËTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ngordhësirë, kërmë. *Ushgehet me cofëtina.*
COHË,~A . *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. 1. Stof leshi i butë dhe i punuar hollë. *Cohë e kuge. Rroba cohe.*
;2. Veshje e sipërme grash, si gunë e gjatë prej leshi dhe e qëndisur.
• Coha (tryeza) e gjelbër *vjet. shih te* GJELBËR (i,e).
COHTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej cohe. *Rroba të cohta. Jelek i cohtë.*
COK *ndajf. krahin. më të* vërtetë, sak; troç, cope. *Cok ashtu. Cok ia tregoi. Cok për këtë. Ia tha cok.*
COKAQE,~T . *vet. sh.* Veglat që përdoren për të| kalitur kosën.
COKAT (COK.AS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Kalit me çekiç (kosën ose gurin e mullirit). *Cokat kosën. Cokat gurin e mullirit.*
'2. E pres pak; i bëj një kllapë. *Cokat një dru. Cokat me brisk.:*3. *fig.* E bëj të luajë nga mendtë, e çmend.
COKATEM *vetv.* Luaj nga mendtë, çmendem.
COKATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve COKAT, COKATEM.
j2. Vend i prerë pak, kllapë që bëhet nga një e prerë ose nga një goditje.
COKATUR (i,e) *mb.* 1. Që është pak i prerë ose i thyer, që ka një shenjë të prerë ose një kllapë. *Dru e | cokatur. Lis i cokatur. Mish i cokatur.*
:2. *fig.* I çmendur, i krisur.
jCOKË,~A. *sh.* ~A, ~AT *det.* Pjesa e spirancës, e cila zë në tokë kur e lëshojmë në det.

COKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Cope e vogël druri; ashkël. *Mbledh cokla. Ndez zjarrin me cokla. I lehtë si cokël. \l.* Cope e vogël guri; guraçok.
•*k* U. bënë cokla u ndanë e u shpërndanë, u përçanë, u shkëputën e u larguan krejt njëri nga tjetri, u bënë kishtë e koqe.
COKËLOJ *kal,* ~OVA ~UAR. E bëj copa të vogla, ashkëloj.
COPA-COPA *ndajf.* 1. *shih* COPË-COPË. *E bëj copa-copa.*
2. Në pjesë të shkëputura, të palidhura njëra me tjetrën, jo njësh, pjesë-pjesë.
3. *fig. bised.* Here mirë e here keq. *Ia çoj copa-copa.*
COPAMADH, ~MADHI *m. sh.* ~MËDHENJ, ~MËDHENJTË *keq.* Pjesëtar i familjes që lakmon të marrë me shumë se të tjerët për të ngrënë dhe që nuk bën ndonjë punë në shtëpi, ai që kërkon pjesën më të madhe për vete; ai që kërkon me shumë nga sa i takon.
COPARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri i rritur më të keq, ai që ka jetuar me bukën e të tjerëve; njeri që punonte tek tjetri sa për të nxjerrë bukën e gojës.
COPARAK,~E *mb.* Që është bërë me copa; i vjetruar e i bërë copa-copa, i rreckosur, i grisur.
COPARAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* CO-PARAK,~U.
COPASH *ndajf.* Në shumë copa, copa-copa. *E bëj copash.*
*ic* Bëhem copash *shih te* COPË,~A.
COPATAR,~I *m. sh.* RAK,~U.
-Ë, ~ËT. *shih* COPA-
COPË,~A . *sh.* ~A, ~AT dhe ~ËRA, ~ËRAT.
1. Pjesë e diçkaje të ngurtë, që është thyer, është shkë-putur ose është ndarë nga e tëra. *Cope e vogël (e madhe). Një cope bukë (djathë, mish). Një cope byrek. Cope teli. Cope tulle (guri, druri). Cope predhe. Cope pasqyre. Një cope letre. Copëra metali. I këput një cope. Thyej një cope. Heq një cope. Ha një cope. Pres në copa. Ndaj në dy copa. Kush kërkon copën e madhe, humbet edhe të voglën.fj.u.*
*2.* Pjesë e diçkaje në përgjithësi, pjesë e një të tëre; një pjesë kohe, jete etj. *Një cope tokë. Një cope rrugë. Një cope e jetës. Një cope kohë. Një cope here* një fare kohe, ca kohë, jo gjatë. *Copëra bisedash. Gjumë me copa* gjumë i ndërprerë, gjumë copa-copa. *E bëj rru-gën me copa* e bëj rrugën pjesë-pjesë, duke u ndalur kohë pas kohe, jo menjëherë. *Një cope* një të tërë, pa e ndarë në pjesë.
3. Pjesë e shkëputur nga një vepër letrare ose ar-tistike. *Copa këndimi. Copa letrare. Copa muzikore. Copa melodish. Copa të zgjedhura.*
4. Pjesë e një stofi ose e një pëlhure, që mjafton për të qepur një veshje, stof ose pëlhurë aq sa na duhet për një veshje; stof a basmë. *Cope e bukur (e shtrenjtë, e lire). Cope për fustan (për fund). Cope pantallonash. Blej një cope. Çoj një cope për të qepur.*
5. *sh.* ~Ë, ~ËT. Një send i veçantë në numrin e sendeve të njëjta (si njësi numërimi); një send si njësi për të llogaritur normën, punën, pagesën etj. *Njëqind cope libra. Dyqind cope dërrasa. Pesë cope fshatra. Punë me cope. Shpërblim (pagesë) me cope. Shiten me cope.*
6. *fig.* Përdoret pranë një emri për të treguar me, mospërfillje një send a një njeri të vogël e të pavlerë; përdoret pranë një emri për të treguar, zakonisht me keqardhje, një njeri që është i pafuqishëm, i dobët e fatkeq, që është për t'u mësihiruar. *Një cope letër. Një cope burrë. Një cope grua. Një cope nuse. Njëcope mësues. Një cope plakë. Një cope fëmijë. Alt cope shtëpi.*
7. Pjesë e një dege të njomë ose e një filizi ti një bime, që përdoiet për shumëzimin e saj; kalem. *Copa ulliri. Copa për mbjellje. Shumëzim me copa. Shtoj me copa.*
8. *thjeshtligj.* Vajzë a grua e bukur. *Alamet cope.* •*k* Bëhem cope (copa, copash) a) plagosem, vritem
rëndë, dërrmohem, copëtohem keq; b) përpiqem më të gjitha forcat, bëj ç'është e mundur për të arritur diçka; përpiqem shumë për dike, nuk kuisehem, s'lë gjë pa bërë për të. E bëri cope (thërrime, cope e çikë, cope e kothere, cope e thërrime, cope e grime) *shih te* BEJ. E bëri cope (këmbën etj.) e plagosi rëndë, e vrau keq, e dërrmoi, e copëtoi keq. Bte cope a) përpiqem më të gjitha forcat, bëj çmos; jepem me mish e me shpiit pas diçkaje; b) robtohem e lodhem sa s'ka ku të vejë me. I ra cope iu ça e iu sëmur keq (një pjesë e trupit). Cope të behet! të ngjasë ç'të ngjasë!, të bëhet ç'të bëhet!, çfarëdo që të ndodhë le të ndo-dhë! Dy copash të bëhesh! të mos lësh gjë pa bërë!, cope të bëhesh! Cope e çikë (cope e gojë, cope e trokë, cope e kothere, çikë e thërrime) i grisur si mos me keq, rrecka-rrecka. la thashë cope *dikujt* ia thashë hapur ne sy, troç; ia thashë një të vërtetë ashtu siç është, pa zbukurime dhe prerazi. (Një) cope mish me dy sy *përçm. shih te* MISH,~I. Si Djë cope bukë *shih te* BUKË, ~A. Me ranë këmbët cope nuk lashë vend pa kërkuar dike a diçka. Iu be zemra (shpirti) cope (plage) u pi-këllua shumë, ndjeu një dhembje të madhe. U bënë thelë e cope *shih te* THELË,~A. Ia bëri samarin cope *shih te* SAMAR,~I. U be cope e thërrime *shih te* THËRRIME,~JA. Ku të tregojnë copën e madhe, men lugën e vogël! . *u. shih te* LUGË,~A.
COPË-COPË 1. *ndajf.* Në shumë pjesë të ndara; në shumë cope (për diçka që thyhet, këputet ose griset). *E bëj copë-copë. E thyej copë-copë.*
2. *mb.* I ndarë në shumë pjesë; i copëtuar, i grisur ose i thyer në shumë copa. *Me rrobat (këpucët) copë-copë.*
•*k* E bëri copë-copë e dërrmoi; e dëtntoi rëndë, e shpartalloi.
COPËLAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *shar.* Leckaman.
COPËLIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. *shih* COPËTIM, ~Ii.
COPËLOHEM *vetv. shih* COPËTOHEM.
COPËLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* COPËTOJ. *Copëloj mishin. Copëloj dorën.*
COPËMADH,~E *mb.* Që është i përbërë prej copash të mëdha. *Qymyr copëmadh.*
COPËRINA,~T . *vet. sh.* Copat e thyera ose p jesët e vogla të mbetura nga një send; copëra. *Copërina tullash (gurësh, drush). Copërina me tali. Copërina enësh. Copërina të hedhura. Mbledh copërinat.*
COPËTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve COPËTOJ, COPËTOHEM. *Copëtimi* i *gurit. Copëtimi i mineralit. Copëtimi i një vendi.*
2. *shih* COPËZIM,~I.
COPËTOHEM *vetv.* 1. *vet. vela III.* Bëliet copa-copa, ndahet, thyhet ose griset në shumë copa. 2. Plagosem, vritem rëndë, dërrmohem.
3. Zihemi me një tjetër, duke çjerrë e grisur njëri-tjetrin. *V vranë e u copëtuan.*
4. *fig.* Përpiqem më të gjitha forcat për dike a për diçka, bëhem cope.
5. *Pës. e* COPËTOJ.

• Mi copëtohet zemra për *dike a për diçka* pikëllohem shumë, ndiej një dhembje të madhe, prekem thellë.
COPËTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E ndaj, e thyej ose e gris diçka në shumë copa, e bëj copa-copa; e ndaj në shumë pjesë (për sende të ngurta). *Copëtoj bukën (djathin). Copëtoj një letër. Copëtoj tullat (gurët),,*
*2.* E plagos, e vras keq, e dërrmoj. *Copëtoi gishtin. Copëtoi këmbën (dorën).*
3. *fig.* E ndaj në pjesë më të tjerë.
• Ia copëtoi zemrën *dikujt* ia bëri zemrën (shpirtin) cope.
COPËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Fidanishte, ku mbillen copa pemësh për të lëshuar rrënjë dhe për t'i përdorur pastaj për shumëzim. *Copëtore e vitit të parë (të dytë). Përgatit copëtoren. Mbjell (mbaj) në copëtore. Punoj në copëtore.*
COPËTËAR (i,e) *mb.* 1. Që është i ndarë në copa, që është bërë copa-copa; i grisur cope.
2. Që është ndarë në shumë pjesë të vogla, që per-bëhet nga copa të vogla të shkëputura; i copëzuar. *Ekonomi e copëtuar. Prona e copëtuar individuate. Bujqësi e copëtuar. Forca të copëtuara.*
• Me zemër të copëtuar (të thyer) shumë i pikëlluar, me dhembje të madhe, i prekul thellë.
COPËTUES,~E *mb. tek.* Që shërben për copëtimin e një lënde. *Makinë copëtuese.*
COPËTtJESE,~JA . *sh,* ~E, ~ET dhe CO-PËTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Makinë që shërben për të copëtuar lëndë të ndryshme. *Copëtuese e za-konshme. Copëtuese qymyri. Copëtuese rutash.*
COPËZlM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve COPËZOJ, COPËZOHET. *Co-pëzimi feudal. Copëzimi krahinor. Copëzimi politik. Copëzimi i tokave.*
COPËZOHET *vetv.* Ndahet në copa të vogla, copëtohet në pjesë të vogla e të shkëputura njëra nga tjetra.
COPËZOJ *kal,* ~OVA, ~tJAR. Ndaj në shumë copa të vogla, copëtoj në pjesë të vogla. *Copëzoj pronat. Copëzoj forcat. Copëzoj temën (lëndën).*
COPËZOR,~E *mb. gjeol* Që është i përbëtë prej copash; që është i ndarë në copa nga veprimet gjeo logj ike. *Material copëzor.*
COPËZCAR (i,e) *mb.* Që është i ndarë në shumë copa të vogla, që është i copëtuar në pjesë të vogla e të shkëputura njëra nga tjetra. *Ekonomi e copëzuar. Forca të copëzuara.*
COPlT *jokal,* ~A, ~UR *bised.* Ha shpesh dhe
shumë, Hup.
COPKANIK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT *gjell., krahin.* Përvëlak.
CORKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pule e re, zogë që sapo ka filluar të bëjë vezë..
17—156CROG *kal,* ~A, ~UR. 1. E zhvesh një vend nga drurët. *E crogën dhe e bënë rrah.*
*2.* I heq qimet ose pendët, e rrjep (për shpendët). *Crog pulën.*
CROGEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Mbetet pa drurë, zhvishet një vend nga drurët. *Croget kodra (malt).*
2. Mbetem pa qime ose pa pendë, rripem. *Crogen kafshël (shpendët). Crogem nga koka.*
3. *Pës. e* CROG.
CROGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i zhveshur nga drurët, rogë. *Crogë e gjerë (e hapët). Crogë me st(jtne.*
CROGËT (i,e) *mb.* 1. Që është i zhveshur nga drurët, i rrjepur. *Mai i croget.*
2. Që i kanë rënë qimet ose flokët. *Ka i croget.*
|CUB,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Ai që del malit, fshi-het e bën grabitje me armë në dorë; kusar. *Cub mali. Doli cub.*
2. *fig.* Trim kokëkrisur.
CUB,~E *mb. 1.* Që e ka bishtin të prerë ose të shkurtër, bishtëung. *Qen cub. Dele cube.*
2. Që nuk ka hala (për grurin). *Grurë cub.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
CUBAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesa e kërcellit ose e trungut të hollë, që mbetet në tokë pasi korret misri, pasi pritet një dru etj.; kamjallë; kërcu. *Cubak misri.*
ÇUBAK,~E *mb. krahin.* 1. *shih* CUB,~E. *Qen cubak. Gjel cubak. Grurë cubak.*
2. *fig.* Që nuk ka fat, fatprerë (për vajzat). *Cucë cubake.*
ÇUBAN,~E *mb. krahin.* 1. *shih* CUB,~E. *Qen Cuban.*
21 *fig., mospërf.* Që i ka prerë teshat të shkurtra, që mban rroba të shkurtra. *Djalë cuban. Çikë cubane.*
CUBAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shkon pas grave, ai që u vjen rrotul! grave, gruar.
C^BE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *përk.* Vajzë trime e kryelartë.
CUBEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *krahin.* Cub. 2. Pjesë e shkurtër që mbetet nga bishti i prerë. CUBEL,~E *mb.* 1. Cub. *Qen cubel. Dhelpër cubele. 2.* Që është i prerë ose i shkurtuar. *Mëngë cubele.* CUBELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* CUBË,~A,.
CUBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Dele a kafshë tjetër me bisht të prerë ose të shkurtër.
2. Pushkë e vjetër me Iytë të shkurtër; pushkë për fëmijë, që mbushet me koka shkrepsesh. *Cube fë-mijësh.*
CUBNI,~A . *sh.* ~, ~TË. Grabitje me armë në dorë, puna e cubit; kusari, hajdutëri; sjellje e qën-drim prej cubi. *Merrej me cubni.*
CUBNlSHT *ndajf.* Siç veprojnë cubat, si kusarët, kusarisht, pabesisht.
CUBNOJ *kal,* ~OVA, ~CAR *krahin.* Vjedh me armë në dorë, grabit si cub, kusaroj.
CUBOJ *kal,* ~OVA, ~t)AR. Pres majat e diç-kaje, e snkurtoj, e bëj cub. *Cuboj flokët. Cuboj bimët.*
CCCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vajzë. *Cucë e vogël. Çuna e cuca. Cuca e maleve.*
CUCËLL,~LLA *sh.* ~LLA, ~LLAT *krahin.* Kapëz për foshnjat, thithë. *vë cucllën fëmijës. Thith cucllën.*
CUCËNl,~A . Vajzëri. *Gjithë cucënia.*
CUCËRR *ndajf. krahin.* Shuk, true; grusht; duke u strukur, duke u mbledhur nga frika. *U be cucërr.*
CUCËRRAK *ndajf. krahin.* Galiç. *Rri cucërrak. Ulem cucërrak.*
CUCËRRAN,~E *mb.* 1. Që rri i strukur e i mbledhur nga frika; që ka shumë turp e droje. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
CUCËRROHEM *vetv. krahin.* Mblidhem shuk, bëhem true; mblidhem grusht; strukem nga frika, druhem shumë.
CUCËRROSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin., keg.* Ai që hiqet si i druajtur, si i turpshëm.
CUCËRROSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin., keg. Fem. e* CUCËRROSH,~I.
CUCKË *mb. krahin.* Që është pjekur mirë e është squllur (zakonisht për dardhat), i ndulkët, i ficur, fice. *Dardha cucka. Gorrica cucka.*
•*k* Derisa të bëhen gorricat cucka sa t'i vijë qejfi, sa t'i pëlqejë.
CUCUFENDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Fendë-dosë.
CUFËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. *kryes. sh.* Flokë t”; trashë dëbore; shtëllungë fare e vogël. *Cufla dëbore.*

*2.* Tufë e vogël fijesh. *Cufël flokësh. Cufël leshi (pambuku).*
3. *përd. ndajf.* Pezull në erë, si pendë, si pupël (kur ngremë diçka lart me lehtësi). *E çoj cufël.*
CUK *kal,* ~A, ~UR *krahin. 1.* Quk. *Të cuk bleta. Cuk me gjemb. Cuk gështenjat.* 2. *fig.* Ngacmoj, cingëris. *Cuk nervat.*
CUXA-CUKA *ndajf.* Në pjesë të vogla, në grupe të vogla, ca nga ca, pjesë-pjesë.
CUKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesë *a* vogël, grup a grumbull i vogël, i shkëputur nga një e tërë. *Një cukë djath'i. Një cukë lesh.*
CUKËL,~LA . *kryes. sh.* ~LA, ~LAT. I. Fun-dërrinat e leshit, të pambukut ose të mëndafshit, që mbeten si tufa të vogla pas shkriftimit. *Cukël leshi. Cukël pambuku.*
*2.* Cope e vogël, që mbetet kur presim një rrobë ose diçka tjetër; rreckë. *Top cuklash. I veshur me cukla.*
3. *shih* CUFËL,~LAi. *Cukël dëbore.*
CUXËLAN,~E *mb.* Që i ka rënë leshi vende-vende, i rrje^ur vende-vende. *Dash cukëlan. DM cukëlane.*
CUKËLOHET *vetv.* I bie leshi vende-vende, i rripet Jëkura duke i rënë cukla (zakonisht për kafshët).CUKËLOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. E ndaj në tufa të vogla, e bëj cukla. 2. E bëj copë-copë.
CUKS *jokal.* dhe *kal.,* ~A, ~UR *vet. veto III krahin.* Djeg, përcëllon. *Me cuks lëkura. Me cuks gjuha. Me cuksin sytë. Me cuks në grykë.*
CULAN,~E *mb. krahin.* Leckaman; shumë i var-fër, i këputur.
CULE,~JA I . *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Shtre-sat e mbulesat për të fjetur. *Cuiet e foshnjës* shpër-gënjtë. *Bie (futet) në cule. Shtroj (ngre) culet. Mart clilet në krahë.*
*2.* Rroba të vjetra, zhele. *Vishej me cule.*
CULE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET. *shih* CYLE, ~JA.
CULL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Djalë i vogël; fëmijë. *Cull i vogël. Gra e cullë. Mblodhi cullët. U shtroi cullëve bukën.*
•*k* Cull e mull (me cull e me mull) i madh e i vogël, të gjitbë.
CULL *ndajf.* Lakuriq. *Mbeti cull.* CULLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Cullë. CULLAK,~E *mb.* Lakuriq. *Fëmijë cullakë.*
CULLAK *ndajf.* Lakuriq. *E zhveshi (e la) cullak. Mbeti cullak.*
CULLAKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Zhvesh lakuriq.
C,ULLAN,~E *mb. krahin.* 1. Që e ka barkun të fryrë, që e ka mullën të madhe. *Fëmijë cullan.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
CULLË,~A . *krahin.* Bark, mullë. *Mbush cullën. Culla e thiut! shar.*
CULLKISHT *ndajf. krahin.* Si fëmijët, si të vegjlit.
CULLOHEM i *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR *krahin.* Bëhem si fëmijë.
CULLOHEM ii *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR *krahin.* Me fryhet barku.
CULLUFE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Tufë flokësh të përdredhur, që varen tëmthave ose mbi ballë. *Me cullufe të gjata. Mbaj cullufe. Lëshoj cullufet. Pres cullufet.*
*2.* Flokët.
CULLUFEDREDHËZ *mb. kr. pop.* Që i ka cullufet të gjata e të dredhura si dredhëza.
CULLUFEDREDHUR *mb.* Që i ka cullufet të dredhura.
CULLUFEPRERË *mb.* 1. Që i ka prerë cullufet shkurt, me cullufe të prera. 2. Që i ka prerë flokët shkurt.
CULLUFETUMBË *mb. folk.* Që i ka cullufet të mbledhura tufë.
CULLUFEVERDHË *mb.* QË i ka cullufet të ver-<lha; që i ka flokët të verdhë.
CULLUFEZI,~ZEZË *mb.* 1. Që i ka cullufet të zeza, që i ka flokët të zez.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
CUMËR,~RI i m. dhe CUMËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Cope e shkurtër trungu, që shërben për t'u ulur në të ose për të mbështetur diçka mbi të. *Pres një cumër. Rri në cumër.* 2. *krahin.* Bucelë.
CUMËR,~RI II m. *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Lloj qefulli me trup boshtor e të zhdervjellët, qefulli i verës, gushtak.
CUMRAK,~U i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Cung i vogël, cumër i vogël. *Ulem në një cumrak. Pres mi-shin në cumrak.*
*2. shih* CUNG,~U 3. *mbetën krahët cumrakë.*
3. *fig.* Njeri shumë i shkurtër; burrac; fëmijë i vogël me shtat të panitur ende.
CUMRAK,~U H *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Cumër i vogël.
CUNDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *krahin.* Cope e madhe (buke etj.). *Cundër buke. Ha një cundër.*
CUNG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Pjesa e trungut a e kërcellit, që mbetet në tokë kur presini një dru a një bimë me kërcell të trashë; kërcu, kërçep. *Cung i vjetër (i ri). Cung lisi. Cung misri. Cung për zjarr. Shkul cungjet. Lë cungje. Pres një cung. Ulem mbi një cung. E bëj cung* cungoj.
2. Trupi i hardhisë pa lastarët e degët e reja; rrënjë hardhie. *Cung hardhie (vreshti). Cungu dhe lastarët.*
3. Pjesa e një gjymtyre të prerë, që mbetet në trup. *Cungu i dorës (i këmbës). I mbeti krahu cung.*
4. *gjeom.* Trungu i një trupi gjeometrik. *Cun?u i konit. Cungu i piramidës.*
*-k* U be cung ngriu nga të ftohtët, u be dru. Dal pas cnngut mohoj diçka të pranuar me pare, e cila duket qartë. I ka duart cung është dorështrënguar.
CUNG,~E *mb.* 1. Që ka një gjymtyre të prerë, i gjymtuar (për njerëzit).
2. Që ka bishtin, brirët ose krahët të prerë (për kaf-shët e shpendet). *Pëllumb cung. Lopë (dhi) cunge. E ka bishtin cung.*
CUNGAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cungishtë.
CUNGAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dru i shkurtër, që vihet pingul mbi trarët e çatisë dhe mban përsipër qeprat; baballëk. *Cungali i pare. Cungal i shëndoshë (i kalbur). Cungal pishe. Vë cungalët. Mbërthej cun-galin. Thyhet cungali.*
*2.* Shkop i shkurtër që vihet pingul në grackë për të zënë zogj; cingël.
3. *vjet.* Cope druri, që mprehej dhe ngulej në majën e shigjetës për ta rënduar; majë e hekurt e shigjetës. *Beri dhe cungali.*
4. Hell i shkurtër e i trashë akulli. *Cungal akulli.* • Është në cungal mbahet në flje të perit, është ga;i
duke rënë, duke u prishur etj.
CUNGEL,~E *mb. shih* CUNG,~E.
CUNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dele ose dhi me bisht të prerë a me brirë të shkurtër.
2. *vet. nj.* Mishi i dhëmbëve të fëmijëve para se të dalin dhëmbët e qumështit. *Iu skuq (i dhemb) cunga.*

CUNGËT (i,e) *mb.* 1. Që është bërë si cung, i prerë. 2. *fig.* I gjymtuar, më të meta, me con; i mangët. *Punë e cungët.*CUNGlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve CUNGOJ, CUNGOHEM. *Cun-gimi i drurëve. Cungitni i të drejtave. Cungimi i njo-hurive.*
2. Pjesë e cunguar, diçka e mangët ose e shkurtuar; gjymtim.
ÇUNGISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë me
cungje të drurëve të prerë.
CUNGOHET *vetv.* 1. Mbetet pa një pjesë, gjym-tohet. 2. *Pës. e* CUNGOJ.
CUNGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I pres degët një druri, duke i lënë vetëm trungun a pjesët më të trasha; e bëj cung. *Cungoj lisat.*
2. I pres këmbën a krahun një njeriu, e gjymtoj. *cungoj krahun (këmbën).*
3. *fig.* I heq një pjesë, e zvogëloj ewe e shkurtoj diçka dhe kështu e lë të mangët, ia pakësoj vlerën; e pres një pjesë, e gjymtoj. *Cungoj një artikull. Cungoj punën. Cungoj të drejtat.*
ÇUNGUAR (i,e) *mb.* 1. Që i janë prerë degët; që i ka mbetur vetëm cungu. *Trup i cunguar. Dru i cunguar.*
2. I prerë, i gjymtë (për gjymtyrët). *Krah i cunguar.*
3. *fig.* Që i është hequr një pjesë, që është shkurtuar a zvogëluar dhe ka mbetur i mangët; i gjymtuar. *Artikull i cunguar. Program i cunguar. Kërkesa të cunguara. Të drejta të cunguara. Fjalë e cunguar. Në tnënyrë të cunguar.*
CCNGULL *mb. krahin. shih* CUNG,~E i.
CUNGULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin. shih* CUNGlM,~I i.
CUNGULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin. shih* CUNGOJ i,2.
CUNGULLUAR (i,e) *mb. krahin. shih* CUNGUAR (i,e).
CUP *ndajf.* Tek, jo Çift. parë *a cup?*
CUPE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Pisqollë me një grykë, topanxhë e vogël, dungë.
CUPËRRELË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Majë e the-pisur e një kodre.
CUPIL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* CUNGAL,~I j. 2i Purtekë, thupër.
3: *min.* Tra i shkurtër, që përdoret për mbështetje dhe pëi përforcim në tavanin e galerisë së minierës.
CURLE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *muz. shih* SURLE, ~JA. *Melodi me curie. I bie curies. Shoqëroj me curie.*
CURUFUJKË, ~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Tigan i vogël.
CURR,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Shkëmb i lartë me anë të thepisura. *Maja e currit. Në hije të cutrit. Në-për thepa e curra.*
•*k* Curr me enrr kot me kot, kodra pas bregut. I bëri veshët curr Ibigë, pipëz, gërshërë, çift, katër) *shih te* PIPËZ, ~A. Ngre veshët curr curroj veshët.
CURR,~E *mb. 1.* Që i ka veshët të vegjël ose të prerë. *Dash curr. Dhi curre. Djalë curr.*
*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
CURR *ka!.,* ~A, ~UR *krahin. shih* CURROJ.
CURRAK,~E *mb. 1.* Që i janë prerë degët a drurët. *Dru currak. Mai currak.*
2. Që e ka leshin të shkurtër ose të pakët (për ka-fshët); *kund.* leshtor; që nuk i janë rritur ende pendët (për shpendët); *kund.* puplak. *Dash currak. Dele curr ake. Zog currak.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
CURRAN,~E *mb.* 1. *shih* CURR,~E. *Dash curran. Dhi currane. Qen curran.*
2. *shih* CURRAK,~E.
CURRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pelë që i ka flokët e ballit të rrallë.
CURRË,~A *sh.* ~A, ~AT. Dhi ose dele me veshë të vegjël a të prerë, dhi ose dele curre.
CURRlL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Fill i hollë uji ose i një lëngu tjetër që rrjedh a del me force; çurg. *Curril uji. Curril qumështi. Curril gjaku. Curril nafte. Shi me currila. Rrjedh me curril.*
2. Gyp i hollë, që vihet në burime a në një enë për të rrjedhur uji; krua me pak ujë. *Currili i musllukut. Pi në curril.*
3. *përd. ndajf.* Duke rrjedhur çurg e me force. *Shkon curril. Del curril. Rrjedh curril. Bie curril (shiu).*
*4. përd. ndajf.* Fill, drejt (në...). *Curril pas tij. Curril e mbi ta. Curril te dera.*
CURRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes CURROJ.
CURROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I pres veshët; i shkurtoj veshët ose bishtin (një kafshe).
2. Ngreh përpjetë (veshët). *Curroj veshët.*
•*k* Curroj veshët ngre veshët për të dëgjuar mirë, vë veshin për të dëgjuar me vëmendje të madhe; përgjoj me kujdes.
CURRUBABË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëvore e hollë e disa drurëve ose fill kashte, që vihet në pizgë për të nxjerrë zë kur i fryjnë; pizgë. *Currubabë cër-mëdelli (lofate, tërshëre). I bie currubabës.*
2. *bot.* Tërshërë e egër.
•*k* Bëhem currubabë ënjtem, fryhem.
CURRUFJASEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *krahin.* Matufosem.
CURRUFJASUR (i,e) *mb. krahin.* I matufpsur. *Plak i currufjasur.*
CURRUNAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Burim me ujë të paktë; curril. *Pikon currunari.*
CYLAQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Organi seksual i mashkullit të disa kafshëve. *Cylaqi i kaut. Cylaqi i dashit (i cjapit).*
CYLE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Vegël muzikore popullore si fyelli, por më e shkurtër dhe me sqep (me pipëz). *Cyle dyjare. I bie cyles. Me daulle e me cyle.*
*2.* Kocka e kërcirit të këmbës, fyelli i këmbës. *Cylja e këmbës. Thyej cylen.*
3. Feçka e derrit.
\+ I bie cyles Has kot, nuk me dëgjon njeri ç'them.CYLEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Këllinzë. *Cylek gropash.*
CYLETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie cyles.
CYT *kal.,* ~A, ~UR. 1. Prek me dorë, ngacmoj; ngas, nuk e lë të qetë. *Cyt me dorë. Cyt plagën. Cyl qenin (kalin). Cyt zjarrin.*
*2. fig.* Ngacmoj dike, shpoj. *Cyt me fjalë. I cyt nervat. Cytin njëri-ljetrin.*
3. *fig.* Shtyj dike për të bërë diçka; nxit. *cyt dë-shirën (kureshtjen). E cyt për të keq.*
CYTANIK,~E *mb. keq.* Që ngacmon shumë të tjerët, ngacmues, ngacmimtar.
CYTEM *vetv.* Ngacmohem me një tjetër.
CYTt,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gërvishtje e vogël; qukë, gropëz e vogël a njollë në sipërfaqen e një sendi. *Cyta në derë. Shkëmb me cyta.*

CYTËS,~E *mb.* 1. Që të ngacmon, që të cyt, nga-sës; që të acaron nervat. *Fjalë cytëse.* 2. Që të shtyn e të nxit për të bërë diçka, nxitës.
CYTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve CYT, CYTEM.
CYTUR (i,e) *mb.* Që është shtyrë nga dikush, që është nxitur nga dikush.
CYTH *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* 1. *shih* THUMBOJ. 2. E shpoj për ta vaksinuar. shënoj. *Cyth fëmijin. E cythi pir line.*

# Ç

Ç. 1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e katërt e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja ç. Tingulli ç. Shkronja ç.*
2. *si em.* . Bashkëtingëllorja dhe shkronja ç. *Ç-ja e madhe (e vogël). Ç-ja e dorës (e shtypil). Ç-ja nistore.*
Ç' *përem.* I. *pyetës.* 1. Përdoret në fjali pyetëse pëtpara foljeve për të pyetur drejtpërdrejt ose tër-thorazi për një send, për një dukuri a për një veprim të panjohur, që duam ta dime; çfarë. *Ç'po bën? Ç'j>o ndodh? Ç'është kjo? Ç'ka ngjarë? Ç'do nga unë? Çka aty? Ç'të tha? Ç'e ke atë? Ç'ju solli? Ç'është? bised.* çfarë po ndodh?, si është puna?; çfarë kërkon? *Ç'u bëf bised.* a) ku vajti?, ku shkoi?; b) çfarë ndodhi?
2. Përdoret në fjali pyetëse përpara emrave në ra-sën emërore ose kallëzore të pashquar për të pyetur drejtpërdrejt ose tërthorazi për natyrën, Hojin, ti-paret a veçoritë e një qenieje, të një sendi, të një dukurie ose të një veprimi; cili, çfarë. *Çpunë bën? Ç'njeri është? Ç'libër doni? Çkuptim ka? Çtoka jane këto? Në ç'klasë je? Me ç"mjete do të nisemi? Në ç'orë? Nga ç'anë? Në ç'vend? Në ç'gjuhë? Prej ç'lënde është bërë? Me çdetyrë është ngarkuar?*
3. Përdoret për të pyetur për punën a detyrën e një njeriu në marrëdhënie më të tjerët ose për lidhjet e tij familjare etj.; kush. *Ç'e ke atë djalë? Ç'e ka babai yt? Ç'je ti këtu? Ç'e kini atë në ndërmarrje?*
4. Përdoret në fjali thirrmore, kur shprehim habi për shkallën e shfaqjes së tipareve të një qenieje, të një sendi, të një dukurie a të një veprimi; çfarë. *Ç'gëzim i madh! Ç'trim që ishte! Ç'punë e madhe! Ç'ditë e bukur! Ç'njeri i keq! Ç'budallallëk! U be festë e ç'festë!*
5. Përdoret në fjali thirrmore ose në pyetje retorike, që nënkuptojnë përgjigjen mohuese "asgjë". *E ç'është ai? E ç'e gjeti? Ç'fituam? Ç'ka për t'u çuditur? Ç'mund tëjetë më e rëndësishme se kjo!?*
6. Përdoret në fjali thirrmore që shprehin habi ose në fjali mohuese, që nënkuptojnë përgjigje po-huese, me kuptimin: gjithçka, çdo gjë, çmos. *Ç'nuk bën! Ç'nuk kishte atje! Ç'nuk i tha! Ç'kam parë atje! Ç'ka hequr!*
7. Përdoret së bashku me pjesëzën "ja" kur dikush fillon të tregojë a të numërojë diçka drejtpërdrejt ose kur e mbyll tregimin a numërimin. *Ja ç'tha ai. Ja ç'dëgjova. Ja ç'më ndodhi. Ja ç'kam marrë. Ja ç'më dhanë. Ja ç'të tnira ka sjellë Partia.*
8. Përdoret së bashku me pjesëzën "ja" për të shprehur habi, kënaqësi, zemërim, përçmim etj. *Ja ç'na qenka! Ja ç'paska bërë! Ja ç'vete e bën! Ja ç'do të thotë të tnos punosh!*
9. Përdoret në disa togje foljore, që shprehin n6 mënyrë të papërcaktuar veprimin a gjendjen ose që theksojnë veprimin me ngarkesë emocionale nëpërmjet përsëritjes së foljes. *U be ç'u be... Të gjeti ç'të gjeti... U tha ç'u tha... Të bëhet ç'të bëhet... Kjo qenka ç'qenka 1 Kësaj i thonë ç'i thonë! Mori ç'mori dhe iku. Bënte çbënte... Di ç'di...Pa ç'pa...*
10. *përd. ndajf. bised.* Përse, për cilin qëllim; për ç'shkak, pse. *Ç'të duhet? Ç'më rri aty? Ç'ta marr kot? Ç'e kërkon? Ç'është nevoja? E ç'të fete? Ç'të ta them kot? Ç'i ke ato para? Ç'më je nxirë ashtu? Ç'e do!* është e kotë tashmë, nuk vlen, nuk duhet.
11. *lidhor.* 1. Përdoret për të lidhur një fjali të varur kundrinore ose kryefjalore dhe ka kuptimin: ai (ajo, ata, ato) që; gjithçka që. *Mori ç'gjeti. Foli ç'mundi. STka ç'të bëjë. Ç'kam, ta them. Ç'u tha, u be. Dëgjon ç'i thonë. Solli ç'ishte për të sjellë. Ç'është e drejtë, është e drejtë.*
2. Sa. *Me ç'dukej. Nga ç'kam marrë vesh. Nga ç'dëgjojmë e ç'shohim. Me ç'mbaj mend unë. Me mirë nga ç'e pandehja. Gjithë ç'duhej.*
III. *pjes.* 1. Përdoret në fillim të një fjalie a të një vargu për të theksuar habinë, gëzimin, kënaqësinë, keqardhjen etj. Ç'u *kënaqa! Ç'u lodhal Ç'u gëzova! Ç'na mërzitën! Ç'u ngatërruam kot! Ç'na bëri për të qeshur! Ç'u ngrit gjithë fshati! Ç'i mblodhi shokët! Ç'u vra një trim!*
2. Përdoret për të shprehur mohim ose mospër-fillje me kuptimin "mos". *Ç'ia* vë *re. Ç'e pyet kot. Ç'lodhesh me të. Ç'e dëgjon atë.*
• Ç'qe ata? *vjet. shih tek* ATA n. Ç'qe ata! *vjet., iron, shih tek* ATA n. Qc ç'ke më të *shih te* KAM. S'kishte ç't'i hante miu pas darke *shih te* MI,~U.
Ç- *fjalëform.* Parashtesë që përdoret para fjalëve, të cilat nisin me një zanore ose me një bashkëtingëllore të tingullt dhe që shërben zakonisht për të formuar: 1. Folje nga folje të tjera me kuptim të kundërt; p.sh. çarmatos, çlodh, çmësohem, çrrënjos etj. 2- Folje nga folje të tjera me kuptim të përforcuar; p.sh. çllroj. 3. Folje nga emra me kuptimin: "ia heq atë që shë-non emri"; p.sh. çmend, çmall, çmorrit etj. 4. Mbiem-ra nga mbiemra të tjerë me kuptim të kundërt; p.sh. çnjerëzor, i çrregullt etj.
çÇABtJLLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Gosti me shumë të ftuar në raste dasme, gjëme etj. *Tryezë çabullesh. Bëri një çabulle. I ftoi në çabutte. Shkoi nil çabulle.*
2. Grumbulli i njerëzve të ftuar në një gosti të madhe. *U kthye çabullja.*
• Bej çabulle bëj rtëmujë të madhe.
ÇAÇANlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bot.* Pema e arrës; kokërr arre me lëvozhgë të njomë. *Gjelhe ça-çaniku. Dru çaçaniku. Në hijen e një çaçaniku. Që-ronte çaçanikë.*
2. Lëvozhga e gjelbër e kokrrës së arrës, që për-doret për të ngjyer, shark. *Lyej (ngjyej) me çaçanik. Ziëj çaçanik.*
ÇAÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fëm.* Kokodash.
• Çaçë mbi bukë një e mirë mbi diçka tjetër të mirë, thelë mbi bisht.
ÇAÇKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* ÇAFKË,
~AH.
2. Enë e vjetruar ose e prishur. *hedh tej çaçkat. Është bërë kusia çaçkë.*
ÇADËR,~RA *sh.* ~RA, ~RAT. I. Mjet për t'u mbrojtur nga shiu ose nga dielli i nxehtë, i përbërë prej një pëlhure të nderë mbi tela të hollë, që hapen e mbyllen rreth një shkopi, zakonisht me dorezë; om-brellë. *Çadër shiu. Çadër dielli. Çadër plazhi. Çadër burrash (grash, fëmijësh). Doreza e çadrës. Tela cadre. Hap, (mbyll) çadrën. Futem (rrij nën çadër.*
2. Tendë prej pëlhure të trashë, e nderë mbi hunj të gjatë dhe e mbyllur anash, që shërben për të ba-nuar përkohësisht. *Çadër ushtarake (twistike). Çadër gjeologësh. Çadër fushimi. Çadra e shtabit (e infermie-risëj, Çadrat e alpinistëve (e vullnetarëve). Flelë cadre.*

*Kunjat e çadrës. Jete cadre. Ngre (ngul) çadrën. Hap (mbledh, palos) çadrën. Fie (punon) në çadër.*
3. *fig.* Strehë mbrojtjeje; mburojë. *bëhet çadër. Mbeti pa çadër. Hyn nën çadrën e dikujt.*
ÇADRANDREQËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ndreq çadrat e shiut.
ÇAF,~I *m. krahin.* 1. Vesë e ngrirë, brymë. *Çafi i mëngjesit. 2.* Cipë akulli. *Zë çaf uji. U be uji çaf.*
ÇAFËR,~RI i *m. sh.* ~RA, ~RAT. I. *zool.* Peshk pendëkuq i ujërave të ëmbla, i gjatë një pë-llëmbë, me bark të gjerë e me shumë hala.
2. *fig.* Fëmijë i shkathët e i mprehtë. *E ka djalin çafër.*
ÇAFËR,~RI II *m. sh.* ~RA, ~RAT *bot.* LIoj gruri me kokrra të mëdha e të rrumbullakëta.
ÇAFKË,~A I . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Shpend uji, që ka qafë të gjatë e këmbë të gjata, sqep të hollë dhe një tufë puplash të zeza në krye; gate. *Çafka e bardhë. Çafka e kuqe. Çafka e përhime. Çafkë deti.*
*2. fig.* Grua e dobët dhe e hollë.
ÇAFKË~A II . *sh.* ~A, ~AT. 1. Filxhan ose gotë me vegjë për të pirë. *Çafkë uji. Çafkë me raki (me qumësht). Mbush një jafkë. Pi një çafkë.*
*2.* Maja e kokës, buti i kresë. *Çafka e kokës. I ra në çafkë. I çau çafkën. Po me luan çafka e kokës po* me luan mendja. *Mblidhe çafkën!* mblidhe mendjen!
3. Tufë pendësh në majë të kokës së pulave ose të
disa zogjve; kaçul. *Çafka e këndesit* lafsha e këndesit. *Pule me çafkë. Ka një çafkë në kokë. Mban çafkën përpjetë.*
*4.* Lëvozhgë, gujavë. *Çafka e vezës. Çafka e laj-thisë.*
ÇAFKËBARDHË,~A *sh.* ~A, ~AT *zool.* Shpend uji me sqep e me qafë pak më të shkurtër se të çafkës dhe me pendë të bardha.
ÇAFKËLORK,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *zool* Zog këngëtar me i madh se harabeli, me ngjyrë të murrme, me një xhufkë pendësh në majë të kokës, që jeton arave; laureshë. *Kënga e çafkëloreve. Ngrihen çafkëloret.*
2. Pule me një xhufkë pendësh të gjata në majë të kokës, pule me çafkë.
ÇAFKËTHIME,~JA. *sh.* ~E, ~ET *zool.* Çafkë me pendë të përhime.
ÇAFKORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *zool. shih* ÇAF-KËLORE,~JA i.
ÇAHEM *vetv.* I. *vet. veta III.* Ndahet në pjesë për së gjati; merr plasa të thella; ndahet me dysh, hapet. *Çahet toka. U çanë muret. Çahen gurët (shkëm-binjtë). Çahet (me) dysh (katërsh). Çahet thellë (tej-përtej). U çanë pjeshkët. Ishte mbushur plot sa mend çahej.*
2. Pritem a çirrem thellë me një send të mprehtë ose me majë; me plasaritet thellë lëkura. *V ça me brisk, lu çanë këmbët nëpër gurë. Ju çanë duart nga gëlqerja. lu ça buza nga të ftohtët.*
3. *fig. bised.* Bëj një veprim më të gjitha fuqitë e me vrull, sa me bën të lodhem, të mekem a të mos mundem me; me shfaqet një ndjenjë në mënyrë të theksuar; pëlcas, plas. *U ça duke ngrënë. V ça duke punuar. Qeni u ça së lehuri. Çahet nga gazi. Çahet nga inati. Me vjen të çahem nga diçka.*
*4. vet. veta HI.* Hapen retë; hapet moti, fillon të kthjellohet. *V çanë retë. U ça nga lindja.*
5. *bised.* Përçahem. *U çanë shoku me shokun. U ça fshati.*
6. *Pës. e* ÇAJ1-5. *U çanë rrugë e kanole. U ça rre-thimi. Lisi çahët me pyka. fj. u.*
•*k* U çanë (rodhën, a shpuan) qiejt *shih te* QIELL,~I. Çahet nën lëkurë *shih te* LËKURË,~A. In ça (in hap) hunda *(për duhan) shih te*HAPEM. M'u çakoka kam dhembje të madhe koke; kam zjarrmi të madhe. M'u ça zemra u pikëllova shumë, m'u këput shpirti. U ça e u nda u përpoq me ç'mundi, bëri çmos për të arritur diçka. Nuk çahet pisha me gjilpëra *shih te* GJILPËRË,~A. Kur kërcente (luante, bënte dasmë) fukarai, çahej daullja *shih te* DAULLE,~JA.
ÇAHJE *mb. vet. f.* Që i ndahet lehtë tuli nga bër-thama; *kund.* mishje. *Pjeshkë çahje. Kumbull çahje.*
ÇAIR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Livadh me bar. *Çairet e fshatit. Bar çairi. Kosit çairin. I lëshoi dhentë në çair. Dolën në një çair. E la arën çair.*
• E hëngri çairin (livadhin, barin, kuUotën) *shih te* HA.
ÇAJ,~I *m.* 1. *bot.* Shkurre, që rritet në disa vende të ngrohta, me lule të bardha, me gjethe përherë të gjelbra e me erë të këndshme, që thahen e përdoren për të përgatitur një pije të ngrohtë; çaj i zi, çaj Evro-pe; emërtim për disa lloje të veçanta bimësh barishtore të vendit tone, që përdoren për të përgatitur një pije të ngrohtë. *Çaj malt* bimë e tillë shuinëvjeçare qërritet në malet e vendit tone, me kërcell e me gjethc në ngjyrë argjendi, me lule të verdha e me erë të kënd-shme. *Gjethe çaji. Lule çaji. Një tufë çaj. Kuti me çaj. Mbledh çaj.*
2. Pije e ngrohtë që përgatitet nga këto bimë; sasia e kësaj pijeje që nxë një filxhan a një gotë. *Çaj i forte. Luge çaji* luge më e vogël se ajo e gjellës. *Filxhan çaji. Ibrik çaji. Një gotë (një filxhan) çaj.*
3. edhe *sh,* ~E, ~ET. Pije e ngrohtë që përgatitet duke përvëluar a duke zier gjethet ose lulet e thara të disa bimëve me veti mjekësore. *Çaj lule bliri (ka-momili, rigoni, dëllinje, gorricash, hithrash).*
4. Prit je para darke, në të cilën të ftuarve u nxjerrin zakonisht një pije të till4 të ngrohtë dhe ëmbelsira. *Dha një çaj. E ftuan për çaj.*
ÇAJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Ndaj në copa për së gjati duke e goditur me diçka të mprehtë a të forte ose duke e prerë; i hap plasa të thella; ndaj me dysh. *Çaj dm. Can arra (bajame). Çaj fiqtë (ullinjtë). Çau një pjepër. Çaj një dërrasë. Can akullin. Çaj me sëpatë (me pyka). I çau kokën me gur. E çau me thikë. Tër-meti i çau muret. E çau (me) dysh (katërsh). E vërteta can (edhe) gurët. fj. u.*
2. Pres thellë me diçka të mprehtë (për indet e buta të njeriut e të kafshëve); i bëj plasa të thella (për lë-kurën); *bised.* e bëj operacion. *Çau dorën. Çau këm-bën me një gur. Gëlqtrja t'i can duart. I çau barkun. E çanë* e operuan.
3. Copëtoj duke e shqyer me dhëmbë; mbyt duke e kafshuar thellë me dhëmbë. *çau dhentë ujku. E çau çakalli. Të çaftë ujku! mallk. Me gojë të Ian, me dhëmbë të can. fj. u. Të çajnë mushkonjat. bised.* të thumbojnë keq mushkonjat; ka shumë mushkonja.
4. Hap diçka të re duke gërmifar ose duke punuar thellë a duke e bërë një punë për here të pare. *Çaj themelet. Çaj një rrugë. Çaj një kanal. Çaj token* punoj token për here të pare. *Çaj qilizmë (ugar). Çaj një rrah. Çaj me parmendë.*
5. edhe *fig.* Hap shteg përmes një pengese, duke e mënjanuar ose shkatërruar; shkoj përpara ose dal përtej duke mposhtur një qëndresë. *Çaj dëborën. Çaj turmën. Çaj rrugën (shtigje të reja). Çaj rrethimin (bllokadën). Çaj frontin. Çaj mbrojtjen e kundërshtarit.*

6. edhe *jokal.* Kaloj mes për mes, i dal matanë duke i shkuar në mes, kapërcej, përshkoj tejpërtej. *Çau fushën. Çau malin (pyllin). Çau detin (ujin). Can ajrin (qiellin). Trent can mes për mes fushave.*
7. *bised.* Përçaj. *Kërkon t'i çajë. Mbahuni të mos ju çajnë, botal*
8. *jokal.* edhe *fig.* Eci përpara, përparoj me për-pjekje, duke kapërcyei ose mënjanuar pengesa e vështirësi; çel rrugën me force a me përpjekje. *Can përpara. Çau përmes njerëzve (dëborës). Çau me berry la. Can në jetë. Ka çarë me gjoks.*
9. *jokal.* Iki me shpejtësi, largohem me vrap në një drejtim. *Çau malit (përpjetë). Çaufushës (teposhtë). Çau ngafshati (nga pylli). Çau në krye (në ballë). Çau me vrap. Çau e iku (e krisi). Çau si rrufe.*
10. *vet. veto III jokal. (përdoret me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me jep një dhembje therëse e të zgjatur, me ther. *Me çajnë këm-bët. Me çajnë kyçet.*
11. *fig. bised.* Jam shumë i aftë për të bërë diçka, kam force të madhe për një punë. *Të can në matema-tikë. Ka një traktor që të can.*
12. *fig. bised.* Dëfrej me bujë të madhe, e tund, e bëj fora. *Do ta çajmë në dasmën tënde. E çanë atë natë. Çaje, se të erdhi dital*
Çaj (thye)) akullin *libr. shift tek* AKULL,~I. TI can (ta jep) në ballë *shih te* BALLË,~Ii. Can dërrasa (ko-palla, dokrra) flet kot, thotë gjepura; merrët me punë boshe. Can (rrahu, kërkoi) dheun (vendin, dynjane) *shih te* RRAH. Çau ferren (dushkun) iku më të katra, ua mbathi këmbëve. Të can hundët ka një erë të forte, të shpon hundët. Na çau kokën (kryet, ?eshtt) a) na shqetësoi me një zhurmë të forte ose të papëlqyeshme që përsëritet, na shurdhoi; b) na mërziti shumë me f jalë ose duke përsëritur shpesh diçka të papëlqyeshme. Nuk can kokën a) nuk shqetësohet fare për diçka, nuk tregon asnjë kujdes, nuk e prish qejfin; b) nuk e lodh mendjen; c) nuk pyet fare për ato që i thonë të tjerët, për qortimet që i bëjnë etj. Can llafe flet kot me kot, dërdëllit. Çaj rrugën (udhën, shtigjet) eci i pan në një drejtim të ri; krijoj kushtet që dikush a diçka të ecë përpara. Është ta cash katërsh është shumë i shëndoshë, shumë i ngjallur. Can e ndan përpiqet me ç'të mundet për të arritur diçka, bën çmos. Çau gur e dru *shih te* GUR,~I. Çante baltërat për të tjerët punonte për të tjerët, derdhte djersë e mundohej për botën. Can dërrasa pa pykë lodhet e mundohet pa arritur ndonjë përfundim, lodhet kot. E can (e ndan) qimen me dysh (me katërsh) *shih te* QIME,~JA. S'të jep as gur për të çarë kokën *përçm. shih te* GUR,~I. Është bërë për ta çarë me sharrë *shak. shih te* SHARRË,~A. Gjuha can gurin (can shkëmbin, pret hekurin) *fj.u. shih te* GJUHË,~A i.
ÇAJME,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* 1. Çafkë, gate. *Çajme e kuqe. Tufë çajmesh.*
2. Stipend grabitqar e këngëtar, i ngjashëm me ha-rabelin, që ushqehet me kandrra. *Çajme rrushi* çajme që ushqehet me kokrra larushku.
ÇAJNlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë me lëfyt, me kapak dhe me dorezë që shërben për të zier çaj a për të përvëluar çajin; ibrik çaji. *Çajnik alumini. Çajnik porcelani. Vë çajnikun në zjarr. Shtie me çajnik.*
ÇAJORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Filxhan i madh ose gotë për të pirë çaj.
ÇAJTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lokal ku nje-rëzit pine çaj dhe hanë diçka (kryesisht në vendet e Lindjes). *Hynë në një çajtore.*
ÇAK *onomat.* Përdoret si imitim për të shënuar tingullin e dobët, që del kur goditet diçka e forte. *Bën çak. Troket çak e çuk.*
*if* Pa çak, pa bam (pa bërë as çak, as bam) pa shkre-hur asnjë pushkë, pa luftë; pa ndonjë mundim, pa përpjekje. Bëri çak (arma) nuk shkrepi, nuk ndezi. Nuk bëri çak nuk e shkrehu asnjëherë, nuk luftoi.
ÇAKAÇUKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Çoku i portës, trakullore. *ra çakaçukes.*
*2.* Çakalle muliiri.
3. Bizë, më të cilën luajnë fëmijët. *Luante me ça-kaçuke.*
ÇAKAÇUKTHI *ndajf.* Luaj çakaçukthi: luaj me bizë, duke e hedhur me mënyra të ndryshme, që të ngulet me majë në tokë të butë.
ÇAKALL,~ALLI m. *sh.* ~EJ, ~EJTË. 1. *zool.* Kafshë gjitare grabitqare më e vogël se ujku, me qime të kuqërreme, që ushqehet zakonisht me ngordhësira dhe që nxjerr një angullimë të forte. *Tufë çakejsh.Ulërima (angullima) e çakallit. Hante si çakall. Ça-kalli bëri kërdinë, ujkut i doli nami. fj.u.*
2. *fig. keq.* Njeri gjakpirës e i pangopur; ai që ulërin duke kërcënuar të tjerët. *Çakejtë gjakpirës. Çakejtë imperialistë. Kope çakejsh. Britma çakejsh. Çakej të një strofke.*
• Kur s'ke ara në mal, pse bën dava me çakejtë? *fj.u. shih tek* ARË,~A.
ÇAKALLE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Cope dërrase, që përplaset mbi gurin e sipcrm të mullirit, kur ky rrbtullohet dhe që rregullon rënien e kokrrave të dri-thit midis mokrave pak nga pak prej lugut të koshit; trakzë. *Çakalle mulliri. Trokitja e çakalles. Ul (ngre, rregulloj) çakallen. Flet si çakalle mulliri* f let pa pushim.
2. *fig. keq.* Njeri që flet shumë e pa pushuar, lla-fazan. *Çakalle e prishur. Çakalle mulliri.*
*-k* I bie një çakalleje *me dike* flet në mënyrë që t'i bëjë qejfin dikujt tjetër ose si t'i vijë mbarë atij, i shkon për fije.
ÇAKALLOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised.* Bë-hem si i tërbuar dhe ulërij më të mad he. *U çakallos qëni. U çakallos pela.*
ÇAKALLOZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri që flet e që vepron si i marrë; kokëkrisur. *Mos u rrtbreh me atë çakalloz!*
2. *folk.* Figure e përrallave popullore, që përfyty-rohet si një njeri i forte e kokëkrisur, i cili fiton kundër divit a kuçedrës.
3. *si mb.* ~, ~E. Që flet e vepron si i marrë; kokëkrisur. *Djalë çakalloz. Grua çakalloze.*
ÇAKÇIRË,~T *m. vet. sh.* Kofsharë, tirq. *Çakçirë prej shajaku të bardhë. Veshi çakçirët. Ka mbajtur çakçirë.*
jÇAKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Vendi ku ndahet uji i nje vije që të kalojë në are për ta ujitur; presë. *Çdkat e arës. Hap (mbyll) çakën. I vë një plis cake's. Kthej ujin te çaka.*
ÇAKË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Këmborë e vogël që u varet lopëve e qeve. *Tingëllima e çakave. I vuri një çakë. I ra çaka.*
ÇAKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Cope e vogël e diçkaje, çikërrimë; send i vogël pa ndonje vlerë, rraqe. *Çakla druri. Mbledh çakla. Luan me çakla.*

2. *fig.* Fjalë ose punë pa vlerë e pa rëndesi; gjepur. *Merret me çakla. Flet çakla.*
W S'bën një çakël nuk ka asnjë vlerë, s'vlen një dysh. Mblodhi (mbajti) çaklat u largua nga një vend më të gjitha ç'kishte, mblodhi leckat.
ÇAKËLL,~LLI *m.* 1. *përmb.* Gurë të thyer në copa të vogla, që përdoren zakonisht për të shtruar rrugët. *Grumbull çaklli. Çekan çaklli. Rrugë me çakëll. Shtroj me çakëll. Hedh (ngjesh) çakllin.*
2. Mur i bërë me gurë pa llaç, mur i thatë. *Are me çakëll. Rrethoj me çakëll. Ngre çakëll.*
I hedh çakëll *shih te* HEDH.
ÇAKËLLfMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë gu-rishjte, toke me shumë gurë të copëtuar.
ÇAKËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. *shih* ÇAKËL, ~LA.*k* Me bakra e me çakra *shih te* BAKËR,~RL
ÇAKËRDlS *kal,* ~A, ~UR *bised.* 1. Përhap andej-këndej pa rregull, shpërndaj në rr8mujë; i bëj të ikin në rrëmujë. *Çakërdis bagëtinë (pulat). Çakërdis urët e zjarrit. Çakërdis njerëzit.*
2. *fig.* I prish mendjen; e bëj të mos dijë si të ve-projë, e hutoj. *çakërdisi mendjen. E çakërdisi me fjalë.*
3. *fig.* E ngatërroj diçka, e bëj rrëmujë, i humbas fillin diçkaje. *Çakërdis punën. Çakërdis fjalën.*
*A.jokal. shih* ÇAKËRDISEM $_2$.
ÇAKËRDISEM *vetv. bised.* 1. *vet. veto III.* Shper-ndahet andej-këndej në mënyrë të çrregullt, përhapet në rrëmujë. *V çakërdis bagëtia. U çakërdis ushtria. U çakërdisën fëmijët. U çakërdisën si zogjtë e korbit.*
2. *fig.* Me prishet mendja, bëhem si i ^hutuar e nuk di si të veproj; hutohem. *V çakërdis nga mettdtë. Iu çakërdis mendja. U çakërdis nga telashet e shumta.*
• Iu çakërdis gjumi nuk e zë gjumi me, i iku gjumi.
ÇAKËRDISUR (i,e) *mb. bised.* 1. Që është shpër-ndarë andej-këndej në mënyrë të çrregullt, që është përhapur pa rregull; i çrregullt, i shprishur. *Tufë e çakërdisw. Grumbull i çakërdisur. Rreshta të ça-kërdisur. Flokë të çakërdisur.*
2. *fig.* Që i është prishur mendja, që është hutuar e nuk di si të veprojë ose nga t'ia mbajë; i hutuar. *Njeri i çakërdisur. Me mendje të çakërdisur. Vështrim i çakërdisur. Vrapon si i çakërdisur.*
ÇAKËRR,~E *mb. bised.* 1. I vëngërt, syll. *Djalë çakërr. Vajzë çakërre. Çakërr nga sytë. Me sy çakërr.*
*2.* Që i ka sytë me ngjyrë shumë të çelur ose të lar-më. *Ka çakërr. Pëllumb çakërr.*
3- *fig.* Që ka diçka të parregullt në sjelljen e në veprimet e tij, që sillet e vepron jashtë rregullit të zakonshëm e në mënyrë pak të papritur; i prapë, ters. *Çakërr nga mendtë. Ka një djalë çakërr.*
*4. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
ÇAKËRRIT (ÇAKËRRIS) *kal,* ~A, ~UR *bised.* 1. Hap shumë sa me dalin e me shkojnë an ash (për sytë), zgurdulloj (nga habia, nga frika, etj.). *Çakërrit sytë.*
2. Hap shumë anash sa me shtrembërohen (për kembët). *çakërriti këmbët.*
ÇAKËRRlTEM *vetv. bised.* 1. Me hapen shumë sytë sa me kërcejne e me shkojnë anash, zgurdullohem. *Iu çakërritën sytë. U çakërrit nga habia.*
2. Hap shumë këmbët anash sa me shtrembërohen. *U çakërrit pranë vatrës.*
3. *fig.* I kërcënohem dikujt, duke e vështruar me sy të zgurdulluar. *Iu çakërrit djalit.*
ÇAKËRRlTUR (i,e) *mb.* 1. Që janë hapur shumë sa kanë kërcyer e shkuar anash (për sytë); që i ka hapur tej mase sytë, i zgurdulluar. *Me sy të çakërritur. Vështronte i çakërritur.*
2. Që i ka hapur shumë anash sa i janë shtrembë-ruar (për këmbët, gishtat); që i ka çakërritur këmbët. *Me këmbë të çakërritura. Me gishta të çakërritur. Rrinte i çakërritur.*
ÇAKËRRQEJF *ndajf. bised.* Në gjendje gjysmë të dehur dhe në qejf. *U be çakërrqejf. Ishte çakërr-qejf. Flet (këndon) çakërrqejf. U kthye në shtëpi çakërrqejf.*ÇAKl,~A . *sh.* ~, ~TË *viet.* Thikë e vogël xhepi, biçak. *Pres (gdhend) me çaki.*
ÇAKLLAZ,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bot.* Bar bresh-ke, halmucë.
2. Hale e forte gruri ose thekre, thek. *Çakllazë gruri (thekre).*
ÇAKMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mjet i vogël xhepi për të ndezur cigaren, i cili përbëhet nga një kuti metali, që mbushet me benzine a me ndonjë lëndë tjetër, nga një fitil dhe nga një gur për ta shkre-pur. *Çakmak me benzine (me alkool). Çakmak me gaz. Gur çakmaku. Fitili i çakmakut. Ndez (shkrep) çakmakun. Ndez cigaren me çakmak.*
2. *krahin.* Uror.
ÇAKORDlM,~I *m. muz., tek.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve ÇAKORDOJ, ÇAKORDOHET. *Çakordimi i veglave.*
ÇAKORDOHET *vetv.* 1. *muz.* I prishet akordi një vegle muzikore; *kund.* akordobet. *Çakordohet pianoja (violina). I çakordohen telat.*
2. *tek.* Prishet përputhja e valëve ose e pjesëve të një mekanizmi.
ÇAKORDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *muz.* Prish akordin e një vegle muzikore; *kund.* akordoj. *Çakordoj pianon (violinën). Çakordoj telat.*
2. *tek.* Prish përputhjen e valëve ose të pjesëve të një mekanizmi. *Çakordoj radion.*
ÇAKORDUAR (i,e) *mb.* 1. *muz.* Që nuk është në akord, që i është prishur akordi. *Piano e çakorduar. Kitarë e çakorduar. Me tela të çakorduar.*
2. *tek.* Që nuk i ka të përputhura valët ose pjesët. *Radio e çakorduar.*
ÇAKTHI *ndajf.* Dhëmbë për dhëmbë, duke e pritur me dhëmbë kundërshtarin që sulmon për të kafshuar. *Çakalli e pret çakthi qenin. Qeni mbrohet çakthi.*
*k* Shtie çakthi mbi të tjerët shquhet mbi të tjerët, është me i forte e me i zoti, i mposht.
ÇAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Çalaman, njeri i çalë.
ÇALAKËMBËZI *ndajf.* Me një këmbë, duke mbaj-tur njërën këmbë ngritur, cingthi, këmbëthyerazi. *Eci çalakëmbëzi.*
ÇALAMAN,~E *mb. keq.* 1. Që çalon nga këmbët, i çalë. *Burrë çalaman. Grua çalamane. Kale çalaman.*
2. *fig.* Që është më të meta, i çalë. *Punë çalamane.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Mori një çalaman.*
ÇALAS *ndajf.* Çalthi. *Eci çalas. Vjen çalas. E bën punën çalas.*
ÇALASH,~E *mb. keq. shih* ÇALAMAN,~E,,$_3$.
ÇALË,~A i . *veter.* Sëmundje ngjitëse e ba-gëtive, që i bën t'u ënjten e t'u qelbëzohen indet dhe të çalojnë. *Iu ngjit çala. U ra çala dhive. I zuri çala kuajt.*
ÇALË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Rrudhë që ngelet në një rrobë, çapë. *Shami me çala. Rrobë me çala. U be me çala.*

ÇALË (i,e) *mb.* 1. Që ka një këmbë më të shkurtër se tjetrën ose të dyja të shtrembra a të sëmura dhe që prandaj nuk ecën drejt, që çalon. *Plak i çalë. Grua e çalë. Kale i çalë. I çalë nga të dyja këmbët. Ka lindur* i *çalë. Mbeti i çalë.*
2. Që është më e shkurtër se tjetra, që është e së-murë ose e shtr ember (për këmbët). *Këmba e çalë.*
[3]- *fig-* Që ka një të metë të dukshme, që i mungon një pjesë e nevojshme, që nuk është i plotë; që bëhet më të meta, i mangët. *Punë e çalë. Përgjigje e çalë. Plan i çalë. Masa të çala. Arsyetim i çalë. Kontroll i çalë. Përgatitje e çalë. Në mënyrë të çalë.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Gj'eti* i *çali të tatëpjetën. fj.u.* u krijuan rrethana ashtu siç i vjen mbarë dikujt.
• Po të qëndrosh më të çalin, do të mësoah të ça-losb. *fj.u.* po të rrish me njerëz të këqinj, do të marrësh veset e tyre.
ÇALË *ndajf.* 1. Çalthi. *Eci çalë. Shkoi çalë. Çalë e nguc* duke çaluar e i kërrusur, duke ecur me vësh-tirësi. *Çalë me çalë* çalë-çalë.
2. *fig.* Në mënyrë të çalë, më të meta. *Mbeti puna çalë. E zgjidhi çalë.*
ÇALË-ÇALË *ndajf.* 1. Duke çaluar a duke ecur ngadalë e me vështirësi; (iuke hequr këmbët zvarrë. *Ecën çalë-çalë. Vajti (iku) çalë-çalë. Iu afrua çalë-çalë.*
2. *fig.* Me ngadalësi të madhe e më të meta. *Punon çalë-çalë. Flet çalë-çalë.*
ÇALËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesa e çarë e mën-gëye atje ku del krahu ose në këmbët e potureve deri afër gjurit, *Çalëza e mëngores. Çalëzat e tirqve.*
ÇALIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes ÇALOJ.
2. Ecje e parregullt për shkak të një këmbe më të shkurtër se tjetra ose të këmbëve të sëmura a të shtrembra. *Ka një çalim të rëndë.*
3. *fig.* E metë në ecurinë e diçkaje, mungesë ose cen. *Ka pasur të meta e çalime.*
ÇALOJ *jokal.,* ~OVA, ~tJAR. 1. Eci duke u mënjanuar ngaqë kam njërën këmbë më të shkurtër ose ngaqë i kam këmbët të shtrembra a të sëmura, eci çalthi. *Çalon nga këmba e majtë. Çalon shumë (pak). Ecën duke çaluar.*
2. *vet. veta III fig.* Bëhet më të meta, nuk ecën në rregull, nuk shkon përpara mirë; ka të meta. *Çalon puna. Çalon disiplina (përgatitja). Çalon ekonomia. Çalon nga ana artistike (e stilit).*
3. *fig.* Nuk përparoj mirë në një mësim a në një punë, e përvetësoj më të meta; e bëj më të meta diçka, kam të meta e zbrazëti. *Çaloj në mësime (në punë). Çalon në fizikë. Çalon në gjuajtje.*
4. *kal. fig.* E bëj që të mos ecë në rregull, i nxjerr pengesa për të mos shkuar mirë, pengoj. *la çaloi punën. Aipo na çalon.*
• Çalon nga të dyja këmbët *shih te* KËMBË,~A. S'çalon gomari nga veshët *fj.u.* nuk e pengon punën një e metë e vogël dhe fare pa rëndësi.
ÇALOK,~E *mb. keq. shih* ÇALAMAN,~E. *Plak çalok. U mblodhën ca çalokë.*
ÇALTHI *ndajf.* 1. Duke çaluar, çalë. *Eci (iki) çalthi. I afrohem çalthi. Valle çalthi* Hoj valleje, në të cilën ai që e heq bën disa hapa si duke çaluar.
2. *fig.* Ngadalë e më të meta, në mënyrë të çalë. *Ecën puna çalthi.*ÇALLAPATIS *kal.,* ~A, ~UR. E bëj me rrudha një rrobë, e zhubros, e rrudh. *E çallapatisi këmishën. I ka çallapatisur rrobat.*
ÇALLATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. E thelluar qfi mbetet në dru, në gur a në diçka tjetër kur hiqet një pjesë duke e prerë a duke e goditur; plasë. *Collate e madhe (e thellë). Collate në dru (në shkëmb). Dë-rrasë me çallata. I bëj (i gdhend) një collate. I mbeti një collate.*
2. E thelluar në tehun e një vegle kur thyhet një cope e vogël. *Çallatat e sëpatës (e thikës). Thikë me çallata. E bëj me çallata. Ka çallata.*
3. *përd. ndajf.* Thellë dhe duke i hequr një cope. *E preu collate. la hoqi gishtin collate.*
ÇALLATOHET *vetv.* I prishet tehu një vegle duke iu hequr copa të vogla, bëhet me dhëmbë, bëhet me çallata. *Çallatohet sëpata. Çallatohet plugu.*
ÇALLATOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I heq një cope dhe e lë grope duke e prerë ose duke e goditur, e bëj me çallata. *Çallatoj pemën (drurin). Çallatoj gurin.*
2. I bëj çallata në teh, e bëj me dhëmbë. *Çallatoj sëpatën (thikën).*
ÇALLË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kokërr e papjekur e disa pemëve. *Çalla fiku (dardhe, kumbulle). I hahen edhe çallat.*
2. *përd. mb.* I papjekur, i pabërë (për kokrrat e disa pemëve). *Fik (dardhë, bajame) çallë. I ka çalla kokrrat.*
ÇALLË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. *shih* ÇALLA-TË,~A. *Çallë e vogël. Çallë në dru (në shkëmb). E bëri me çalla.*
ÇALLËSTIAR,~E *mb. bised.* Që çallëstis shumë, i hedhur, jo i mefshtë. *Burrë çallëstiar. Grua çallëstiare.*
ÇALLËSTIS *jokal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Përpiqem e kujdesem më të gjitha mënyrat për të rregulluar a për të arritur diçka, bëj çmos për të gjetur diçka a për të ndihmuar dike; përpiqem me shkathtësi e me ngulm, rropatem. *Çallestis për shtëpinë (për punën). Çallestis për fëmijët (për të tjerët, për vete). Çallestis për yendin. Çallestis për mirë.*
2. *kal.* Gjej me shumë përpjekje, rregulloj. *Ça-llëstisi një shtëpi. Çallëstisi disa të holla. Çallëstisi një punë. Çallëstisi diku.*
ÇALLËSTISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Ve-primi sipas kuptimeve të foljes ÇALLESTIS.
ÇALLËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* ÇALLË,~A i.
*Jane akoma çallëza, nuk hahen.* • Ha çallëza *shih te* HA.
ÇALLMARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore zbukuruese me kërcell të gjatë dhe me lule pa erë, që i kanë petlat të mbledhura njëra mbi tjetrën.
ÇALLMË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrip i gjatë pëlhure me ngjyrë të bardhë, të zezë ose të gjelbër, që mbështillet disa here rreth festes a qeleshes dhe që e mbajnë në kokë kleiikët myslimanë dhe burrat në disa yende. *Çallntë e bardhë (e gjelbër, e zezë). Çallmë hoxhë. Çallma e dervishit. Me çallmë në kokë. Vuri (hoqi) çallmën. Lidhi (mbështolli) çallmën.*
*2.* Kaçuli i disa shpendëve. *Pule me çallmë. Pë-llumb me çallmë.*
3. *gjell.* Ëmbëlsirë e gatuar me miell e me vezë në trajtë kësulash të vogla, që përvëlohet me sherbet. *Bëj çallma.*
4. *vet. sh.* Pufka misri.
5. *fig. bised.* Pamje, paraqitje, dukë. *Nuk ka çallmë për burrë. Paska çallmë të ashpër.*
•*k* I mi çallmën *dikujt* e mashtroi, i vuri bri-rS. L u 1 e çallmë *bot.* çallmare.

ÇALLMËBARDHË,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *mospërf.* Pushtues i kohës së sundimit osman me çallmë të bardhë në kokë.
ÇALLMËJESHIL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mospërf.* Dervish me çallmë të gjelbër.
ÇALLMËMADH *mb. m. mospërf.* 1. Që mban çallmë të madhe në kokë. *Hoxhallarët çallmëmëdhenj.*
2. *si em..* ~, ~I *m. sh.* ÇALLMËMËDHENJ,~TË. Pushtues i kohës së sundimit osman me çallmë në kokë.
ÇALLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* ÇALLATOJ. *Çalloj shkopin. Çalloj pemën. E çalloi sëpatën (kosën).*
ÇALLTIS *jokal.,* ~A, ~UR *bised. shih* ÇALLESTIS.
ÇALLTtSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised. shih* ÇALLËSTISJE,~A.
ÇALLTlSUR (i,e) *mb. bised. shih* ÇALLËSTIAR,
~E.
ÇALLTOR,~E *mb.* Çallëstiar. *Grua çalltore.*
ÇAM,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i krahinës së Çamërisë ose ai që e ka prejardhjen nga Çamëria. *Fshatrat e çamëve. E folmja e çamëve.*
ÇAM,~I H *m. sh.* ~E, ~ET *bot. shih* BREDH, ~I. *Cam i bardhë. Dru çami. Pyll çami.*
ÇAM,~E *mb.* Që lidhet me Çamërinë ose me çamët, që është karakteristik për Çamërinë ose për çamët, i Çamërisë ose i çamëve; që është krijuar nga çamët. *Popullsia came. Grua came. Nëndialekti cam. Valle (këngë) came. Veshje came.*
ÇAMARROK,~E *mb. bised.* 1. Që është pak i prapë e i pashtruar; çapkën (për të vegjlit). *Djalë çamarrok. Vajzë çamarroke. Kec çamarrok.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Çamarrokët e lagjes. Çamarroku i babit! përk. Tufë çamarrokësh.*
ÇAMÇAKEZ,~I *m.* 1. Lëndë e ngurtë, e verdhë dhe e tejdukshme, që nxirret nga rrëshira e drurëve halorë dhe që përdoret për ngjitje, për izolim dhe për të fërkuar harqet e veglave me tela. *Çamçakëz për violinë. Bëj (fërkoj) me çamçakëz. Nxjerr çamçakëz.*
*2. sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj gome e përzier me një lëndë me erë të mirë dhe me sheqer, që mbahet në gojë për ta përtypur. *Një cope çamçakëz. Përtyp (mbaj në gojë) çamçakëz.*
ÇAMËR,~RA *f.sh.* ~RA, ~RAT. Thërrime. *Çamra buke. Mbledh çamrat. E ushqente me çamra.*
ÇAMËRfSHT *ndajf.* Në të folmen e Çamërisë. *Flos çamërisht.*
ÇAMËRlSHTE,~JA . E folmja e Çamërisë, nëndialekti që flitet në krahinën e Çamërisë. *Trajtë e çamërishtes. Veçoritë fonetike të çamërishtes.*
ÇAMlSHTË,~A . *sh.* ~A ~AT. *shih* BRE-DHISHTË,~A.ÇAMTË (I,e) *mb. shih* BREDHTË (i,e).
ÇANAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë e thellë, za-konisht prcj balte, ku shtien gjellën; misur. *Çcaiak balte (druri). Çanak me dhallë (me ullinj). Një çanak me gjellë.*
Lëpin çanakët (sahanët) *e dikujt. keq. shift te* LËPIJ. Ra në çanakun *e dikujt. keq.* a) hyri në familjen e një tjetri, u be njeri i shtëpisë; b) u bashkua me interesat e pikëpamjet e dikujt, u be shok i dikujt. Ha në një çanak *me dike. keq.* ka të njëjtat pikë-pamje e interesa me dike, është i afërt me dike e ve-pron së bashku me të. Mbeti jashtë çanakut *keq.* hum-bi mundësinë për të përfituar nga diçka që bëhej së bashku në kurriz të të tjerëve ose me mënyra të pa-rregullta, mbeti pa pjesë. Jane të një çanaku *keq.* kanë të ajëjtat interesa e qëllime; veprojnë së bashku në kurriz të të tjerëve ose me mënyra të parregullta.
ÇANAKLËPIRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *keq.* Sa-hanlëpirës. *Çanaklëpirësil e pushtuesve.*
ÇANDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Furkë që i vihet një gardhi ose një muri për të mos rënë. *vë çandër gardhit (murit).*
• I behem çandër *dikujt* i qëndroj përballë pa u përkulur, nuk mposhtem.
ÇANËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Përkufizim. *Çanësim i përpiktë. Çanësimi i kuptimit. Çanësimi i fjalës.*
ÇANËSOHET *libr. Pës. e* ÇANËSOJ.
ÇANËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* Përkufizoj. *Çanësoj njëfjalë.*
ÇANGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pllakë metali ose një cope gypi, së cilës i bien për të dhënë një sinjal; tingëllima e saj. *Çanga e punës (e pushimit). Çanga e alarmit. Çanga e kooperativës (e brigades). Goditjet (tingujt) e çangës. I bie çangës. Ra çanga e pare.*
ÇANTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Trastë zakonisht katërkëndëshe prej lëkure, prej plastike etj. që mbyllet nga sipër, me dorezë ose me rrip, dhe që shërben për të mbajtur me vete libra e sende të tjera. *Çantë lëkure. Çantë ushtarake (sportive). Çantë dore. Çantë shpine. Çantë librash. Çantë shkolle. Çantë grash. Çantë oficerësh. Çantë gjahu. Çantë fishekësh. Çantë veglash. Çanta e ndihmës së shpejtë. Doreza e çantës. Rripi (zinxhiri) i çantës. Hap (mbyll) çantën. Fut (mbaj) në çantë. Var çantën në krah. Hedh çantën në sup.*
ÇAP,~I i *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~E, ~ET. 1. Një e hapur e këmbës gjatë ecjes; hap; tingulli që del kur ecim duke shkelur me këmbë. *Cap i shkurtër (i gjatë). Me çapa të shpejtë (të mëdhenj). Me cap të lehtë (të rëndë). Me çapa të ngadaltë (të nxituar). Dy çapa i gjerë. Pak çapa më tej. Dy çapa larg* fare afër. *Bëj disa çapa. Hedh një cap. Eci me çapa. Shpej-toj çapet. Nuk bëj cap (përpara)* nuk lëviz fare nga vendi, nuk eci. *E mbaj çapin diku* ndaloj diku, nuk eci më tej.
2. *fig. bised.* Mënyra si veprojmë për të arritur diçka ose në një rast të caktuar; puna dhe përpjekjet për të arritur një qëllim a synim; hap. *Çapi i pare. Bëj çapat e pare.*
•*k* Cap pas çapi a) pa iu ndarë, këmba-këmbës, në çdo hap, vazhdimisht; b) shkallë-shkallë, pak nga pak, hap pas hapi. Në çdo cap (hap) *shih te* HAP,~I. S'bëj cap nuk arrij të bëj asgjë, nuk ia dal dot. I mat
çapin *dikujt. shih te* MAT. Kaq a ka çapin (ha-pin) kaq mundësi ka, kaq fuqi ka, kaq e ka frymën. Nok me arrin çapi është jashtë mundësive të mia. Deri ku i arrin çapi brenda mundësive të tij, aq sa është i aftë për të bërë diçka. Nuk e lë të bëjë cap e ndaloj në vend, nuk e lejoj të ecë përpara a të bëjë diçka. Bëje (mate, lëshoje) vrapin sa ke çapin (hapln) *fj. u. shih te* VRAP,~I 3.
ÇAP,~I H *m. sh.* ~A, ~AT. Zagar, langua. *Cap qimezi (qimekuq). Cap gjahu. Cap për lepuj. Man çapin për gjah. Leh si cap.*
CAP 1 *jokal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Shkoj diku, nisem për të vajtur në një vend (përdoret kryesisht në mënyrën urdhërore). *Cap në shtëpi. Cap për ujë. Cap për gjah. Cap e merre (e shiko, e i thuaj...). Mos cap atje. Cap ejakë shpejt.*
2. Çapitem. *Mezi çapte. Nuk çapi dot me.*
3. *kal.* Hap këmbën për të ecur. *Cap këmbën.*
Bëj (shkoj, eci) cap e jakë *shih te* JAKË,~NT.
CAP 11 *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Përçap. *Cap bukën. Cap një cope (një kokërr).*

ÇAPAÇUL,~E *mb. bised., keq.* 1. Që është i çrre-gullt dhe s'është i zoti për asgjë; që nuk ka asnjë vlerë, që nuk e përfillin. *Njeri çapaçul. Grua çapaçule.*
2. *P?rd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'pret nga ata çapaçule! Mori mendjen e një çapaçuli.*
ÇAPALfT (ÇAPALlS) *kal.,* ~A, ~UR. Kafshoj me dhëmbë disa here dhe e këput. *Çapalit litarin.*
ÇAPAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shirit me fije ari ose argjendi, që përdoret për zbukurim në veshje; gajtan mëndafshi. *Çapar i hug. Çapar ari (mëndafshi). Çaparët e fustanit. I vë çaparë. Zbukuroj me çaparë. I varen çaparët.*
*1.* Vijë me ngjyrë të ndtitshme në lëkurën e një kafshe. *Gjarpër me çaparë. Lopë me çaparë. E ka kurrizin me çaparë.*
3. Gjarpër që e ka lëkurën me vija të ndtitshme.
ÇAPARE,~T . *vet. sh. muz.* 1. Vegël muzikore e përbërë nga dy pjata bronzi që përplasen njëra me tjetrën; cimbal. *Çaparët e bandës. Tingujt e çapareve. U bie çapareve.*
2. Dy copa të vogla e të rrumbullakëta metali, që lidhen në gishtat e duarye të një valltari për të sho-qëruar kërcimin me trokitjen e tyre; tingëza. *Kërcas çaparët. Shoqëroj me çaparë.*
ÇAPAROZ,~I m. *bot.* Lloj gruri kokërrmadh e i forte, me ngjyrë të bardhë në të kuqërreme e me hala të zeza. *Çaparoz i bardhë (i kuq).*
ÇAPE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Luge e madhe druri. *Ha me cape.*
ÇAPEJAK,~U *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Ecejak. *Çapejak i shpejtë. Filloi çapejakun.*
ÇAPEM 1 *vetv. bised.* 1. Shkoj diku, cap. *Çapu deri te porta! Çapu përpara! Çapuni të shikoni!*
*2.* Çapitem. *Çapet si foshnjë. Mezi çapet. Sa ka nisur të çapet.*
ÇAPEM 11 *vetv. bised.* Përtypem, përçapem.
ÇAPË,~A 1 *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël buj-qësore për të prashitur, që ka ten si sqepar në njerën anë, dy dhëmbë në anën tjetër dhe bisht prej druri. *Prashit me çapë. 1 jap një çapë. Punoj me çapë.*2. Çapëza e hostenit. £Viut *e hostenit. Krua me çapë.*
^APË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Kaf-shatë. *Çapë e madhe. Një çapë bukë. Ha një çapë bukë* ha pak. *Çapa e madhe të zë fytin. fj.u.*
2. Zhuber që ngelet në një rrobë, rrudhë. *Nape me çapa. Rrobë me çapa. Bëhet me çapa.*
ÇAPËLAJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cope dërrase, që vihet tërthorazi për të mbërthyer dy të tjera. *vë një çapëlajkë. Mbërthej me çapëlajkë.*
ÇAPËLEHEM *vetv. shih* ÇAPËLOHEM. ÇAPËLEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. *shih* ÇAPËLOJ.
ÇAPËLOHEM *vetv.* 1. Shqyhem duke u hapur fort anash. *Çapëlohet dega. U çapëlua me dysh.*
2. *vet. veta III.* Hapet fort gati sa të shqyhet, Shqy-het (për pjesët e trupit). *Iu çapëlua goja. Iu çapëluan këmbët. Iu çapëluan sytë* iu zgurdulluan sytë.
3. Hap fort këmbët anash; rri me këmbë të hapura fort' anash. *U çapëlua pranë zjarrit. Ishte çapëluar majë një peme.*
4. *jig.* Përpiqem shumë, lodhem e dërrmohem për të bërë diçka, bëhem cope për të arritur diçka, copëtohem. *U çapëlua sa e rregulloi. Çapëloheshin gjithë ditën.*
ÇAPËLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Shqyej duke e hapur a duke e tërhequr fort në të dy anët. *Çapëloj degën. Çapëloj mishin. I çapëloi gojën. Çapëloj me dysh. E \ çapëloi për këmbësh. E çapëloi me duar.*
*2.* Hap fort gati sa të shqyhet, shqyej (për pjesët e trupit). *Çapëloj këmbët. Çapëlon gojën. Çapëlon sytë* zgurdullon sytë.
3. Kapërcej diçka ose i hipi sipër duke hapur fort këmbët. *Çapëloj kapërcyellin. E çapëloi hëndekun. la çapëloi kalit.*
ÇAPËLUAR (i,e) *mb.* 1. Që është shqyer dhe është h?.pur, anash, i shqyer me dysh. *Degë e çapëluar. Drurë të çapëluar.*
2. Që është hapur fort gati sa fë shqyhet (për pjesët e trupit). *Me këmbë të çapëluara. Me gojë të çapëluar. Me nofulla të çapëluara. Me sy të çapëluar* me sy të zgurdulluar.
ÇAPËLYER (;,e) *mb. shih* ÇAPËLUAR (i,e).
ÇAPËTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon token me çapë, ai që çapit; bujk.
ÇAPËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ÇA-PËTOR,~I. *Ecën si çapëtore* ecën ngadalë.
ÇAPËZ,~A *sh.* ~A, ~AT. Paftë e rrafshët he-kuri, zakonisht trekëndëshe, që vihet në fund të hostenit për të kruar dheun e ngjitur në plor; barbull. *Çapëza e hostenit. Gërryej (kruaj) me çapëz. Thyej plisin me çapëz.*
ÇAPIT i (ÇAPIS) *jokal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Eci me ngadalë ose rëndë, hedh hapat, hedh këmbët; shkoj ngadalë ose me vështirësi, çapitëm. *Çapit nga~ dale. Çapit rëndë-rëndë. Mezi çapit. Çapit tutje. Çapit poshtë e lart. Çapiti drejt shtëpisë.*
*2. kal.* Hap këmbën ngadalë ose me vështirësi për të ecur. *Nuk i çapit dot këmbët.*
ÇAPIT II (ÇAPIS) *kal.,* ~A, ~UR. Shkrifëroj token ose thyej plisat me çapë, punoj me çapë. *Çapit token: Çapit plisat. Çapit grurin (duhanin). Çapit lehtë (thellë). Çapit midis rreshtave.*
ÇAPITEM *vetv. bised.* 1. Hedh hapat e pare, nis të eci ngadalë dhe i pasigurt (për fëmijën). *Çapitet foshnja. Fillon të çapitet.*
*2.* Eci ngadalë ose rëndë, hedh hapat, hedh këmbët; eci me vështirësi. *Çapitem ngadalë. Çapitet çalë-çalë. Mezi çapitej. Çapitej i lodhur. Çapit en në dëborë.*
ÇAPITET. *Pës. e* ÇAPIT *u. Jane çapitur dy here.*
ÇAPITJE,~A *x f. sh.* ~E, ~ET *bised.* Ecje e ngadaltë ose e rëndë, hap i ngadaltë ose i rëndë.
ÇAPITJE,~A n . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇAPIT n, ÇAPITET. *Ça-pitja e pare. Çapitja e pambukut. I bëj çapitjen.*
ÇAPITUR (i,e) *mb.* Që është shkrifëruar me çapë (për token). *Are e çapitur. Miser i çapitur.*
ÇAPKEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Djalë i hedhur, i dhënë pas lodrave e dëfrimeve; djalë i lëvizshëm, gazmor e pak i prapë. *Çapkën i madh. Çapkënët e lagjes. I binin me qafë ca çapkënë.*
ÇAPKËN,~E *mb.* 1. Që është i hedhur e pak i prapë, që është i lëvizshëm e gazmor. *Djalë çapkën. Vaj-zë çapkëne. Fëmijë çapkën.*
2. Që është veti e çapkënit, prej çapkëni. *Vështrim çapkën. Buzëqeshje çapkëne.*
- ÇAPKËNÇE *ndajf. bised.* 1. Si çapkën, në mënyrë pak të shkujdesur, të prapë e gazmore. *Qesh cap-kënçe. E hedh vallen çapkënçe.*

2. Ulur pak mbi sy e mënjanë (për f lokët, kapelën). *E mban shapkën çapkënçe. E vë çapkënçe. I lëshon balluket çapkënçe.*

ÇAPKENE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ÇAP-KËN,~I. *Çapkëne e vogël.*

~. ÇAPKËNËRI,~A *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Qën-drim prej çapkëni; vetia e çapkënit. *Çapkënëri rinore. E shikon me çapkënëri.*

2. Veprim prej çapkëni, sjellje çapkëni. *Çapkënëritë e fëntijëve (e të rinjve). Qeshin me çapkënëritë e tij.*

ÇAPOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *anat.* 1. Kërdhokull, këllk. *Me doli çcpoku. Me dhemb çapoku. Godit në çapok. I varej mbi çapok.*

2. Kocka e kofshës; kofshë. *Çapoku i majtë (i djathtë). Çapokët e këmbëve. Çapokët e pules. E mori plumbi në çapok. Hëttgri një çapok të pjekur.*

3. *shih* ÇAPUA, ~OI. *Çapokët e këndesit. Çapokët e misrit. Mbërthehen me çapokë. I ka duart si çapokë.*

•*k* S'ka çapok nuk ka fuqi ose aftësi të mjaftueshme për të bërë diçka, nuk ka këllqe.

ÇAPRASHIT (ÇAPRASHIS) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Ngatërroj. *Çaprashit këmbët. Çaprashit hesapet. Çaprashit fjalët. Ua çaprashit punën.*

2. *jokal.* Eci duke i ngatërruar këmbët, eci duke i hedhur këmbët shtrembër. *Çaprashiti anës arës.*

3. edhe *jokal. fig.* Flas kot, flas mbarë e prapë, llomotit. *Çaprashit mbarë e prapë. Çaprashit për punët e të tjerëve. Mos çaprashit ashtu!*

ÇAPRASHITEM *vetv. bised.* 1. Ngaterrohem. *hi çaprashitën këmbët. U çaprashitën retë. U ndanë e u çaprashitën njëri me tjetrin.*2. *shih* ÇAPRASHIT $_2$- *Çaprashitem ttëpër dhomë.*

ÇAPRAZ,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Të qenët e dhëmbëve të sharrës pak të kthyer, një majtas e një djathtas, për të sharruar me lehtë. *Çapraz i madh. Ka çapraz sharra. I jap çapraz. I bëj çaprazin. I prishel çaprazi.*

*2.* Vegël me një të çarë të vogël ose një lloj pince për të kthyer dhëmbët e sharrës një majtas e një djathtas. *Përdor çaprazin.*

3. *kryes. sh.* Pafta metali a para, që varen varg në kraharor ose në brez për zbukurim, stringla; rripa ose shirita të varur ose të qëndisur kryq për zbukurim. *Çapraze të arta. Çaprazet e jelekut. Çaprazet e kë-mishës. Brez me çapraze. Var (mbaj) çapraze. Slot is me çapraze.*

4. *vet. sh. fig.* Naze, ojna. *Bën çapraze. Ç'i kishte ato çapraze! Nuk i dua ato çapraze. I la çaprazet.*

5. *kryes. sh.* Diçka e lidhur kryq. *Çaprazet e daulles* litarët e lidhur kryq rreth daulles.

ÇAFRAZ,~E *mb. bised.* 1. Që ka diçka të parre-gullt, që nuk është i peshuar e i matur mirë, që nuk është i rregullt; që bëhet me lajthitje, pa lidhje ose pak jashtë rregullit të zakonshëm. *Mendime çapraze. Fjalë çapraze. Ndjenja çapraze.*

2. Që ka diçka të parregullt e jo të zakonshme në sjelljen ose në qëndrimin e tij; që është vështirë të merresh vesh me të; i prapë, nopran. *Njeri çapraz. Djalë çapraz. Vajzë çapraze. Është pak çapraz.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Nuk merresh dot vesh me atë çapraz.*

ÇAPRAZ *ndajf.* 1. Në mënyrë të ndërthurur ose ?ë kryqëzuar, një majtas e një djathtas, jo në vijë të drejtë. vë *dërrasat çapraz. E lidh çapraz. E pres pëlhurën çapraz. I hedh këmbët çapraz. I ka dhëmbët çapraz sharra.*

2. *fig. bised.* Në mënyrë t4 parregullt e jo ashtu siç duhet, në mënyrë jo të peshuar e të matur mirë, shtrem-bër, mbrapsht, jo mbarë, jo drejt (për mënyrën e të folurit e të sjelljes). *Flet çapraz. Mendon çapraz. Kën-don çapraz.*

3. *fig. bised.* Në mënyrë të ngatërruar, jo mbarë, ters, së prapi. *ka punct çapraz. E bën çapraz diçka.*

*it* Ia bëj mendjen çapraz ia ngatërroj mendjen, ia piish mendjen.

ÇAPRAZIM,~I 77i. Veprimi sipas kuptimit 1 të foljes ÇAPRAZOJ. *Çaprazimi i sharrës. I bëj çapra-zimin.*

ÇAPRAZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I kthej dhëmbët sharrës një majtas e një djathtas, i jap çapraz, i bëj çaprazin. *Çaprazoj sharrën.*

2. *fig. bised.* U fut ngatërresa, ngatërroj njërin me tjetrin, i pështjelloj. *çaprazoi shokët.*

ÇAPSHPEJTË *mb.* 1. Që ecën shpejt, që e ka hapin të shpejtë, hapshpejtë.

2. *përd. ndajf.* Me hapa të shpejtë. *Erdhi (hyri) çapshpejtë.*

ÇAPTHI *ndajf.* Me hap, jo me vrap (zakonisht për kuajt). *Ecën çapthi.*

ÇAPUA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË. 1. *anal.* Thua i forte që kanë disa shpendë shtëpi,-,kë prapa këmbës. *Çaponjtë e këndesit.*

*2.* edhe *fig.* Kthetër. *Çaponjtë c shqiponjës. Ça-ponjtë e maces. Zgjati çaponjtë. I nguli çaponjtë. I ra në çaponj. I shpëtoi prej çaponjve.*

3. Pjesë e diçkaje e kthyer si kthetër. *Çaponjtë e çengelit. Çaponjtë e misrit* rrënjët e misrit që dalin mbi tokë.

ÇARAZI *ndajf.* Në tokë të çarë thellë, duke qenë toka e punuar thellë, *Mbjell misrin çarazi.*

ÇARÇAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pëlhurë e gjerë, zakonisht e bardhë, që shtrohet mbi dyshek ose që i vihet jorganit a batanijes nga faqja e brendshme për t'i mbajtur paster. *Çarçaf i bardhë. Çarçaf pambuku (liri). Çarçaf jorgani (dysheku). Jorgan me (pa) çarçaf. Laj (shtrydh) çarçafët. Ndej (pahs, hekuros) çarçafët. I qep (i hedh) çarçafin. Shtroj çarçafë të rinj. Mbulohem me çarçaf. Sa një çarçaf. Shkorsa çarçaf nuk bëhet. fj.u.*

2. *vjet.* Mbulesë e hollë, zakonisht e zezë, që hidh-nin mbi krye grate myslimane kur dilnin nga shtëpia, duke lënë zbuluar vetëm sytë. *Çarçaf i zi. Plakë me çarçaf. Hidhte (vinte) çarçafin. Mbanin çarçaf. Mbu-loheshin (dilnin) me çarçaf. E hoqën (e flakën) çarçafin.*

3. Qefin. *E mblodhi në çarçaf. E mbuloi me çarçaf. Të mbledhshin në çarçaf! mallk.* vdeksh!

4. *thjeshtligj., mospërf.* Shkresë a letër tepër e gjatë. *Mbushi një çarçaf. Me dërgoi një çarçaf.* Ç'e *ke gjithë këtë çarçaf!?*

• U be çarçaf u zbeh fort nga frika ose nga një tronditje. E bëri çarçaf e bëri copë-copë, e shqeu. Ia bëri mendjen çarçaf ia mori mendjen me fjalë, e hutoi, ia trullosi mendjen. E ka mendjen çarçaf nuk e ka mendjen në rregull, nuk është i përqendruar në një punë, është me mendje të prishur.

ÇARDAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesë e hapët, e rrethuar zakonisht me parmakë dhe e shtruar me dërrasa, në katin e dyte të shtëpive të vjetra, që shër-bente për të pritur miq ose për të ndenjur në verë; rruginë e gjerë midis kthinave në katin e dytë, në krye të së cilës zakonisht pritnin miqtë. *Çardak i madh (i gjerë). Shtëpi me çardak.*

*Parmakët (shtyllat) e çardakut. Rri (dal) në çardak. Shtroj çardakun. Pres miqtë në çardak.*
2. *krahin.* Dysheme prej dërrase. *Dhomë me çardak. Shtroj çardak.*
3. *krahin.* Grumbull gurësh të mbledhur pirg si shenjë në një vend, ku ka ndodhur diçka. *Ngre një çardak.*
4. Lojë në të cilën njëra pale e lojtarëve përkulen të lidhur nga kurrizi për duarsh dhe lojtarët e pales tjetër përpiqen t'u hipin sipër; kaladibrançe. *Luajnë çardakun.*
•*k* Çardak pa parmak njeri i paturp, q: i ka plasur cipa. Ia bëj çardak *a ik uj t* ia paraqit çdo gjë të lehtë e pa vështirësi, ia bëj shesh me lule.
ÇARDASH,~I M. *sh.* ~E, ~ET. Valle popullore hungareze me çifte, që fillon ngadalë dhe mbaron me rrotullime të shpejta; muzika që shoqëron kët(? Valle. *Çardash hungarez. Çardash me violinë. Kër-cejnë çardash.*
ÇARE,~JA. *bised.* Mjeti ose mënyra për t'i gje-tur zgjidhjen diçkaje, për të dale nga një vështirësi; rrugëzgjidhje, shërim. *gjej çarenë. I bëj care. Nuk ka care.*
AT S'ka jare (pa care) medoeinos, patjetër.ÇARË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. E hapur e ngushtë për së gjati e tejpërtej në diçka, vend i hapur tejpëttej në një send nga një goditje ose nga prerja; plasaritje e thellë. *E çarë e thellë. Të carat e murit (e shkëmbit). Të carat e tokës. E çara e derës. Të carat e lëkurës. E çara e fustanit (e blitzes). Tavan më të çara. I bëj një të çarë. Men të çarë. Mbyll (zë) të carat. Shoh nga një e çarë. Hyn nga një e çarë.*
*2. fig.* Pike e dobët në tërësinë e diçkaje, e metë, mungesë; vend i hapur në tërësinë e diçkaje, nëpër të cilin depërton një kundërshtar a diçka e huaj, e padëshirueshme. *Të carat në punë. Pëson një të çarë. I hap një të çarë. I shkaktoi të çara. Gjej një të çarë. Mbyll të carat. Depërton nëpër të carat.*
3. *fig.* Përçarje që lind nga kundërtia e interesave ose e qëndrimeve, ndarje që vjen nga mosmarrë-veshjet. *Të çara të mëdha (të thella). Të carat në ma-rrëdhënie. Të carat në shoqëri. Bashkim pa të çara. Thellohen të carat. Shkakton një të çarë. U ka hyrë një e çarë.*
ÇARË (i,e) *mb.* 1. Që është ndarë për së gjati nga goditja me diçka të mprehtë a të forte; që ka marrë një plasë të madhe. *Dru të çara. Mur i çarë. Fiq (ullinj) të çarë. Me kokë të çarë.*
2. Që ka plasa të thella, që është prerë a hapur anash (për lëkurën dhe indet e buta). *Me buzë të çara.*
3. Që është lëruar për here të parë dhe thellë. *Tokat e çara. Ugar i çarë.*
4. *bised.* I përçarë. *Nuk jemi të çarë e të ndarë. if* Daulle e çarë *keq.* diçka pa vlerë, diçka që nuk
•hyn me në punë.
ÇARËS,~E *mb.* 1. Që shërben për të çarë. *Vegël çarëse.*
2. Që shkakton një të çarë, që ka për qëllim të hapë një të çarë. *Goditje çarëse.*
ÇARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bujq.* Thikë e veçantë me majë të mprehtë, që përdoret për të çarë degët kur bëhen shartime. *Çaj me çarëse.*
ÇARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇAJ, ÇAHEM. *Çarja e druve. Çdrja e tokës. Çarja e gurëve (e shkëmbinjve). Çarja e fiqve (e ullinjve). Çarja e rrethimit (e frontit).*
2. *shih* ÇARË,~A (e). *Çarje e thellë (e madhe). Car jet e shkëmbinjve. Çarjet në front. Mbyll një çarje. Bëhet (shkaktohet) një çarje. Sjell çarje.*
3. *vjet.* Përçarje.
ÇARK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QST. 1. 2vfjet për të kapur minj, zogj ose kafshë të egra, që ngrihet zakonisht duke i vënë pak ushqim dhe që shkrehet me force; kurth. *Çark i ngrehur. Çark minjsh. Çark zogjsh. Çark ujqish (dhelprash). Ngreh çarkun. Vë çarqe. Kap me çark. Zë në çark. Bie në çark. Si miu në çark* në gjendje shumë të vështirë, shumë ngushtë, pa rrugëdalje.
2. *fig.* Grackë që ngrihet për të kapur dike, kurth; mënyrë për ta tërhequr me mashtrim dike që të futet diku e të mos dale dot me prej andej. *ngre çarkun. Bie në çark. Kap (zë) në çark. E fut në çark.*
3. Mekanizëm i thjeshtë, i përbërë zakonisht prej një pjese të rrumbullakët si rrotë ose me thupra, që lëviz duke u rrotuliuar dhe që shërben për të mble-dhur diçka, për të vënë në rrotullim një pjesë tjetër ose për një punë të caktuar; pjesa që rrotullohet e
këtij mekanizmi. *Çark dore (këmbe). Çark dërstile. Çark Minjsh. Çarku i poçarit. Çarku i mullirit (i tez-gjahut). Çarku i sharrës me ujë. Çarku i push* çikrik. *Çark për mprehje. Punoj me çark. Mbledh litarin (fillin) në çark.*
4. Pjesë e armëve me strall, që shërben për të ndezur barutin duke u shkrehur; mekanizmi i shkrepjes. *Çarku i pushkës (i çiftes). Pushkë me çark. Heq çarkun. Ngreh (shkreh) çarkun. S'i ndezi çarku.*
5. Vegël e thjeshtë me një thikë, që përdoret për t4 grirë duhanin. *Çark duhani. Thika e çarkut. Duhan çarku. Mpreh çarkun. Grij me çark.*
*6.* Kornizë druri që rrethon diçka; rreth druri; skelë druri që shërben për të mbajtur diçka. *Çarku* i *dritares. Çarku i vatrës. Çarku i dyshemesë. Çarku* i *çatisë. Çarku i qerres. Çark për trungje. Çark për të mbajtur.*
7. *vjet.* Vegël që përdorej për t'i marrë gjak një njeriu të sëmurë; vizgator. *Merrnin gjak me çark.*
8. *anat., bised.* Varg eshtrash të trupit, të lidhura njëra me tjetrën; nyjë e eshtrave të lidhura, kyç. *Çarku i kokës. Me dhembin çarqet. Me ftohen çarqet.*
9. *bised.* Rreshti i dhëmbëve në gojë, dhëmbë të vënë. *Çarku i dhëmbëve. Vë çark.*
10. *përd. ndajf.* Si hark. *Me vetullat çark.*
*k* I çarkut i ri fare, që sapo është prodhuar. Çark i ngrehur *shih te* NGREHUR (i,e). Pushkë (dyfek) me çark njeri me botëkuptim të vjetruar, i prapambetur. Ngriu çark u habit shumë, shtangu. la di çarkun e njoh shumë mirë, i njoh dhëmbë e dhëmballë. la kanë ngritur çarkun duan ta shtien në kurth. Iu prish çarku u çrregullua një punë, nuk shkon mbarë. E solli çarku kështu rastisi, e solli hera. Jam çark me çark *me dike* i kam marrëdhëni'~I shumë të acaruara me dike, jam majë me majë. E kam punën në çark e kam çdo gjë në rregull, e kam në vijë. E mban dorën (gishtin) në çark të pushkës qëndron gjithmonë gati. I mbeti goja çark flet pa pushim, nuk pushon së dërdëllituri. I zuri çarku kokën ra në një gjendje. shumë të vështirë e pa rrugëdalje, ra shumë ngushtë. Ngre veshët çark vë veshin për të dëgjuar me kujdes, i ben veshët bigë, i bën veshët katër. Shqiptarin nuk e ka nxjerrë (nuk e ka qitur) lokja prej barkut, por huta prej çarkut *fj.u. shih te* HUTË,~A n.
ÇARKf,~A . *sh.* ~, ~TË. Sini e madhe, me buzë të ceketa, që përdoret për lakror ose për të shtruar përpara bukë e

gjellë. *Çarki bakri (alumini). Çarki me byrek. Shtroj petët në çarki. Pjek në çarki.*
ÇARMATIMi~I *m.* 1. *shih* ÇARMATOSJE,~A.
*Çarmatimi i reaksionarëve. Çurmatimi i një krahine.*
2. Tërësia e masave, që merren për të hequr plo-tësisht ose pjesërisht armatimet nga një vend dhe për të mos lejuar mbajtjen e forcave ushtarake; *kurtd.* arn-iatim. *Çarmatimi i plotë (i pjesshëm). Konferenca për çarmatimin. Pazarllëqet për çarmatimin. So të jetë imperializmi, nuk mund të ketë çarmatim.*
ÇARMATOHEM *vetv.* 1. *shih* ÇARMATOSEM.
2. *Pës. e* ÇARMATOJ $_2$.
ÇARMATOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* ÇAR-MATOS.
2. *min.* I heq armatesën, shkul shtyllat e armate-sës; *kund.* armatos. *Çarmatoj galerinë.*
ÇARMATOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. I heq armët, i marr armët, e lë pa armë ose pa armatime; *kund.*armatos. *Çarmatos ushtarët. Çarmatos kundërshtarin. Çarmatos një keqbërës. Çarmatos një anije.*
2. I heq armatimet a forcat ushtarake. *Çarmatos një vend.*
3. *fig.* I heq dikujt mjetet për të luftuar a për t'u mbrojtur; i thyej vullnetin për të kundërshtuar ose për të sulmuar. *E çarmatosi me fjalë. Përpiqen të çarmatosin klasën punëtore.*
4. *usht.* I heq mundësinë një arme që të shkrehë; i heq predhat ose lëndën shpërthyese një arme, zbraz që të mos shkrehë; *kund.* armatos. *Çarmatos mitra-lozin. Çarmatos shulin.*
ÇARMATOSEM *vetv.* 1. Heq armët që mbaj, mbe-tem pa armë; *kund.* armatosem.
2. *fig.* Mbetem pa mjetet e nevojshme për të luftuar a për t'u mbrojtur; me thyhet vullneti për të kundërshtuar a për të vepruar. *Nuk duhet të çarmatosemi para vështirësive.*
3. *Pës. e* ÇARMATOS.
ÇARMATOSJE,~A . Veprimi sipas kutimeve të foljeve ÇARMATOS, ÇARMATOSEM. *Çarmatosja e ushtarëve (e popullsisë). Çarmatosja e shulit. Çar-matosje morale (politike). Kërkoi çarmatosjen.*
ÇARMATOSUR (i,e) *mb.* 1. Që i kanë hequr armët, që i kanë marrë armët, që ka mbetur pa armë ose pa armatime; *kund.* i armatosur. *Ushtar i çarmatosur. Krahinë e çarmatosur.*
2. *fig.* Që ka mbetur pa mjetet e nevojshmc për të luftuar ose për t'u mbrojtur; që nuk është në gjendje të kundërshtojë a të veprojë.
ÇARSHI,~A. *sh.* ~, ~TË *vjet.* Treg i mbuluar; rrugë me dyqane në të dy anët varg njëri pas tjetrit. *Çarshia e qytetit. Dyqanet e çarshisë. Në krye të çarshisë. Shkonin (delnin) në çarshi. Mbyllej çarshia.*
ÇART,~I *m. krahin.* Kllapi, përçart. *Flet nëpër cart.*
CART *kal.,* ~A, ~UR. 1. Prish. *Cart gardhin (shtëpinë). Cart këpucët. Cart punën. Cart martesën. Cart marrvveshjen. la çarti djalin. I ka çartur lufta. Cart e godit.*
*2.* Shkel. *Cart fjalën. Cart besën (benë).*
*k* la çarti (ia prishi) qejfin *dikujt shih te* PRISHn. la çarti (ia prishi) zemrën *dikujt shih te* PRISH.
ÇARTABESË,~A . Shkelje e besës, e fjalës së dhënë.
ÇARTABCKAS,~E *mb.* 1. Që e kalon kohën kot, pa punuar, që endet pa punë gjithë ditën, që e ha bukën kot, bjerraditës. *Njeri çartabukas.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ÇARTAKËNDAS *ndajf. shih* ÇARTAQEJFAS. *E bëj çartakëndas.*
ÇARTAQEJF,~I m. 1. Qejf i prishur, rnungesa e ëndjes a e dëshirës për të bërë diçka. 2. *përd. ndajf.* Çartaqejfas.
ÇARTAQEJFAS *ndajf. bised.* Me qejf të prishur, prishaqejfas, qejfprishur; pa ëndje, pa dëshirë. *Erdhi (u ngrit) çartaqejfas. Punon çartaqejfas. I foli çartaqejfas.*
ÇARTAUJK,~U *m. bised.* Trim i krisur. ÇARTEM *vetv.* Prishem. *U cart gardhi. Cartel*
*shtëpia. U çartën mollët (patatet ). U cart miqësia. V çartën njëri me tjetrin.*
• U cart (u prish), rtga mendja (nga mendtë, mendsh, nga fiqiri) *shih te* PRISHEM.
ÇARTË,~A . Grindje për shkak të një mos-marrëveshjeje; përçarje. *Shkaku i çartës. U hyri çarla. U futi çartën. Shuaj çartën.*
ÇARTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kupti-meve të foljeve CART, ÇARTEM. *Çartja epemëve. Ça-rtja e fejesës. Çartja e marrëveshjes. Çartje e Iraditës.*
ÇARTOHEM *vetv. krahin.* 1. Prishem, çartem.
2. Luaj nga mendtë, çmendem. *U çartua nga mendtë. Çartohet nëna sa të shohë djalin.*
3. Flas përçart.
ÇARTOJ *kal..* ~OVA, ~UAR *krahin.* 1. Prish; cart. *Çartoj punën.*
*2.* Çmend, e bëj t'i luajë mendja. *çartoi mendjen. Na çartuan nga mendtë.*
3. *jokal.* Luaj nga mendtë, çmendem. Sa *nuk çartoi prej gëzimit.*
ÇARTUR (i,e) *mb.* 1. I prishur. *Shtëpi e çartur. Vezë e çartur.*
2. I prishur nga mendtë (për njerëzit); i tërbuar (për kafshët). *Njerëz të çartur. Qen i çartur. Bishë e çartur.*
3. *fig.* Që nuk e peshon rrezikun, që nuk do t'ia dijë për asnjë rrezik, kokëkrisur. *Trim i çartur.*
ÇARRANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Koçek i
vogël prej thuprash ose prej dërrasash të holla, i ngritur lart mbi tokë zakonisht jashtë shtëpisë, për të mbajtur të freskët bulmetin ose për ushqimet, thark; qilar për bulmetin; dollap i posaçëm me rrjetë teli për të mbajtur bulmetin e ushqime të tjera. *Çarra-niku i qumështit (i bulmetit). Vë (fut, ruaj, mbaj) në çarranik.* 2. Kotec pulash.
ÇARRAVALLE,~T . *vet. sh. krahin.* Barëra të këqija.
ÇARRAVI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Pengesë a ngatë-nesë që del në një punë. *Kanë dalë shumë çarravi.*
*2.* Grindje për gjëra të vogla, zënie për çikërrima; pështjellim, shamatë. *Çarravi e madhe. U be çarravi.*
ÇAST,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Një periudhë kohe shumë e shkurtër, grime, imtë, minute. *Çdo cast. Disa caste. për një cast. Në këto caste. Dy caste me pare. Rri një cast. Ka caste që... Pres një cast. Kaluan disa caste. Në çastin e fundit. Në cast* përnjë-herësh, pa u vonuar. *Këtë cast* menjëherë, pa u vo-nuar. *Atë cast* përnjëherësh, aty për aty. *Nga njëri cast në tjetrin (nga çqsti në cast)* në një kohë shumë të afërt, së shpejti (për diçka që pritet të ndodhë). *Cast për (me) cast. Le ta zëmë për një cast... Atë që sjell çasti, s"e sjell moti. fj.u.*
2. Kohë e shkurtër, në të cilën ndodh ose kryhet diçka; rrethanë e përkohshme, që ka ndonjë veçori; rast, koha e përshtatshme ose e papërshtatshme për diçka. *Cast vendimtar. Cast kritik. Cast historik. Caste të vështira. Caste të paharrueshme. Caste gëzimi (lum-turie). Cast hutimi. Çasti i fillimit. Në çastin e duhur. Në çastin e*

*nisjes. Afrohet (vjen) çasti. Pres (ruaj) çastin. Në çastin kur...* në kohën kur... *Që prej cast it...* që prej kohës... *Vlerësoj çastin. Vjen një cast dhe...* ^• I çastit a) që përgatitet aty për aty, që bëhet aty për aty (zakonisht për gjellët); b) që nuk zgjat, që kalon shpejt; që ka vlerë vetëm për një kohë të shkurtër. Ore e cast *shih tek* ORË,~A j. për asnjë cast as-njëherë, kurrë. Në çastin e prapmë (e fundit) *shih te* PRAPMË (i), ~E (e). Një cast (ore, sahat) e më parë *shih tek* ORË,~A i.

ÇASTËSI,~A. *libr.* Ndodhja ose kryerja e një veprimi në një kohë shumë të shkurtër, të qenët i çastshëm. *Aspekti i çastësisë. gjuh.*

ÇASTSHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që zgjat shumë pak, që ndodh a që kryhet për një cast; që kalon shumë shpejt, i çastit, kalimtar. *Lumturi e çast-shme. Bujë e çastshme.*

ÇASHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të çahet; që merr të çarë. *Gur i çashëm. Dru i çashëm.*

ÇASHMËRl,~A . *spec.* Vetia e një sendi a e një lënde të forte për t'u çarë; prania e të çarave në një shkëmb. *Çashmëria e shkëmbinjve.*

ÇATALL,~LLJ *m. sh.* ~J, ~JTË. 1. Degë që ndahet anash një trungu; bisk që del anash; bigë. *Çatajtë e ullirit. Kumbull me dy çataj. Lëshon çataj. Pres një çatall.*

2. E dale me majë anash një sendi, bigë. *Çatalli i bririt. Çatalli i shkëmbit. Kërcu (dru) me çataj. Sfurk me dy çataj. Dhëmballë me tre çataj. Çatajtë e misrit* rrënjët e misrit që dalin mbi tokë.

3. Dhëmb i madh, që del anash i shtrembër; stër-dhëmb; dhëmb i mprehtë. *Çataj të rrailë. Çatajtë e qenit.*

4. Sfurk me dy dhëmbë; bigë. *Mbledh barin me çatall.*

5. *bised.* Send që ka dy dhëmbë ose dy anë të ndara. *Çatall për të ngrënë* pirun. *Çatall për flokë* karficë. *Mbërthej me çatall. Kap me çatall.*

6. Veshëz e parmendës.

7. Ai që ecën duke i hedhur këmbët anash e shtrembër:

8. *përd. ndajf.* Si bigë, duke u hapur anash me dysh. *vë çatall. I ngre çatall.*

9. *përd. ndajf.* Duke i hedhur këmbët anash e shtrembër. *Eci çatall.*

ÇATAIX,~E *mb.* 1. Që është rritur i ndarë me dysh qysh nga rrënja ose nga trungu. *Vidh (la, man) çatall. Miser çatall.*

2. Që ka dy dhëmbë, që është i bigëzuar. *Bel çatall Sfurk çatall.*

3. Që del anash (për dhëmbët). *Dhëmb çatall* stër-dhemb.

4. I vëngër. *Sy çatall.*

5. I pamprehur, i topitur. *Sëpatë çatalle. U be çatall.*

ÇATALLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dru me bigë në majë, furkë. *Nxjerr një çatalle nga lisi.*

2. Vig druri për të mbajtur një të sëmurë a një të vdekur. *E mbaj (e sjell) me çatalle. Të prufshin me çatalle! mallk.* vdeksh!

3. Cope dërrase që i vihet këmbës së thyer për të mos lëvizur, pallaskë.

ÇATALLOHEM *vetv. bised.* 1. *vet. veto III.* Ndahet *mi* dysh duke iu hapur majat anash, hapet fort në të dy anët; bigëzohet. *Çatallohet druri.*

*1. vet. veta HI fig.* Prishet; ngatërrohet një punë për shkak të grindjeve. *U çatallua puna.*

3. *fig.* Kapem me dike, grindem me dike.

ÇATALLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. Ndaj me dysh duke i hapur bigat anash, bigëzoj; shtrembë-roj duke i kthyer majat anash. *Çatalloj një dru.*

2. Hap fort në të dy anët. *Çatalloj këmbët.*

3. *fig.* Prish; sjell çrregullim ose grindje. *Çatalloj punën. Iku e na çatalloi.*

*4.* Çaprazoj. *Çatalloj sharrën.*

5. Çakërrit. *Çatalloj sytë.*

6. Vë me majat një andej e një këndej. *çatallonin armët në silah.*

ÇATDHESIM,~I *m. drejt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇATDHESOJ, ÇATDHESOHEM.

ÇATDHESOHEM *vetv. drejt. 1.* Detyrohem të largohem nga atdheu, mërgoj. *U shlrënguan të çat-dhesohen.*

2. *Pës. e* ÇATDHESOJ.

ÇATDHESOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *drejt.* De-tyroj dike të largohet nga atdheu, dëboj nga atdheu.

ÇATDHESUAR (l,e) *mb. drejt. 1.* Që është dety-ruar të largohet nga atdheu i vet. *Banorët e çatdhesuar.*

2. *Përd. em. kryes. sh.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Çështja e të çatdhesuarve. Rikthinti i të çatdhesuarve.*

ÇATl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Mbulesa e sipërme e një ndërtese a e një shtëpie, zakonisht e pjerrët dhe e përbërë prej një skeleti druri ose metali, mbi të cilin Vendosen tjegulla ose një shtresë tjetër. *Çati e pjerrët. Çati dyujëse. Çati me tjegulla (me rrasa). Çati llama-rine. Çati prej kashte. Çati prej xhami. Çatitë e shtë-pive. Kulmi i çatisë. Strehët e çatisë. Trarët (qeprat) e çatisë. I vë çati. Hedh (mbuloj) çatinë. Ndërroj (heq) çatinë. Rregulloj çatinë. Ra (u shemb, u prish) çatia. Pikon çatia. Kaloi çati me çati. Bujqësia është fabrikë pa çati.*

*2.* Strehë; vendi ku banojmë. *Nën të njëjtën çati. Nën çati të huaj. Mbetën pa çati (mbi kok"ë)* mbetën jashtë, nuk kanë ku të banojnë.

• MS ra çatia (shtëpia, tevani, qielli) mbi (në) kokë *shih te* BIE i. Themeli çati le të bëhet! *shih te* THE-MEL,~I. Në çati ngjiten me shkallë *fj.u. shih te* SHKA-LLË,~A. la kishte marrë era çatinë *shih* I?A;ERË,~Ai. I zoti e di ku i pikon çatia (shtëpia).u. *shih te* ZOTI (i).

ÇATIPRlSHUR *mb. bised.* 1. Që nuk i ka mirë punët në familjen e vet, që nuk i shkojnë punët në rregull në shtëpinë e vet.

2. Që ia kanë prishur a rrënuar shtëpinë; që është rrënuar ekonomikisht; shtëpiprishur.

*ÇAttS jokal.,* ~A, ~UR *bised.* Vij papritur; ia beh. *Çatisën befas (papritur). Çatisinëfshat (në shtëpi). Çatisi në krye të rrugës. Çatisi shiu. I çatisi në derë.*

ÇATMA,~JA. *sh.* ~, ~TË. 1. Mur i hollë ndarës, zakonisht prej dërrasash ose thuprash të lyera me baltë a me suva. *Çattna e hollë. Çatma dërrase (kalla-mi). Çatmaja e dhomës. Çatma me thupra. Nga ana tjetër e çatmasë. Ndaj (pres) me çatma.*

*2. përmb.* Dërrasa të holla ose thupra, që përdoren si lëndë për mure të holla; petavra. *Mur me çatma. Tavan me çatma.*

ÇATMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Ndaj me çatma. *Çatmoj dhomën.*ÇATRAFILOHEM *vetv. bised.* 1. Humbas rregullin krejt, bie në çrregullim, çrregullohem, pështjellohem. *Armiqtë ishin çatrafiluar.*

*2.* Me prishet mendja, humbas fillin.

3. Ngatërrohem me një tjetër, kapem me dike. *U çatrafiluan njëri me tjetrin.*

ÇATRAFILOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. *bised.* 1. I sjell çrregullim, pështjelloj, ngatërtoj. *Çatrafiloj shtëpinë. Çatrafiloj punën.*

2. I prish mendjen, i ngatërroj mendjen. *çatrafiloi mendjen.*
ÇATËRRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Këmishë e gjatë burrash e krahinës së Myzeqesë, që mbaron poshtë me shumë pala. *Çaturre me shumë pala. Ça-turrja e dhëndrit.*
ÇAUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* 1. Nënoficer me gradën e rreshterit në ushtrinë e Perandorisë os-mane. *Çaush këmbësor (kalorës).*
2. Ushtarak pranë një oficeri të lartë ose një ko-mandanti për të kryer detyra të ndryshme. *Çaushët ngrinin çadrat.*
3. Polic bashkie në Shqipëri para Çlirimit.
4. Kryepunëtor në punë botore para Çlirimit. Rrush çaush *bot.* lloj rrushi kokërrmadh
e i bardhë. Zog çaush *zool. shih te* ZOG,~U.
ÇDO *pakuf.* 1. Përdoret përpara një emri në numrin njëjës për të shënuar secilin frymor a send ose secilën dukuri, që janë të një natyre dhe që merren veçan nga tërësia e tyre; shënon një frymor, një send a një dukuri për të treguar tërësinë e tyre pa asnjë përjashtim, duke i përmbledhur të gjithë; cilido, çfarëdo. *Çdo njeri. Çdo gjë* gjithçka. *Çdo vështirësi (pengesë ). Në çdo fushë. Në çdo kohë. Në çdo vend* kudo. *Në çdo ska}. Në çdo ore. Në çdo rast. për çdo njeri. për çdo gjë. për çdo fjalë. Nga çdo anë* nga të gjitha anët. *Nga çdo pikëpamje. Me çdo mënyrë (mjet). Me çdo rrugë. Jashtë çdo rregulli. Të çdo shkalle (lloji). më parë se çdo gjë* para së gjithash. *Pëlhura të çdo ngjyre. Përjashton çdo mundësi. Heq çdo shpresë. Ha çdo gjë. Nuk bën mjaltë çdo mizë. fj.u.*
*2.* Përdoret përpara një togu, të përbërë nga një numëror dhe një emër, për të shënuar secilën nga pe-riudhat e përsëritura të kohës ose secilën nga pjesët e hapësirës, në të cilat kryhet ose ndodh diçka; secila njësi kohe nga një varg njësish të përsëritura, në të cilën ndodh ose kryhet diçka. *Në çdo dy javë. Në çdo tri ore. Në çdo katër vjet. Çdo dy hapa. Çdo pesë metra. Çdo dilë. Çdo vit. Çdo ore. Çdo here. Çdo javë (muaj). Çdo dilë e mi shumë.*
3. Përdoret me parafjalën "për" përpara një togu të përbërë nga një numëror dhe një emër, kur fry-morët, sendet a dukuritë që shënon ky tog merren si një tërësi me vete, më të cilën lidhet diçka a së cilës i takon diçka. për *çdo tre veta. për çdo katër metra. për çdo dhjetë banorë.*
*ir për* çdo rast për të gjitha rrethanat që mund të paraqiten, për të gjitha nevojat që mur.d të dalin; sidoqoftë. Me çdo çmim *shih te* ÇMIM,~ I 4. Me çdo kusht *shih te* KUSHT,~I. Me çdo mënyrë *shih te* MË-NYRË,~A.
ÇDODITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I përditshëm. *Përpjekjet e çdoditshme. Këshillat e çdoditshme.*
ÇDOFARË *pakuf.* Çdolloj. *Çdofarë njeriu. për çdofarë pane.*
ÇDOFARSHËM (0, ~ME (e) *mb.* I çdollojshëm.
ÇDOHERË *ndajf.* Kurdoherë, gjithnjë. *Jemi gati si çdoherë.*
ÇDOKUSH *pakuf.* Kushdo, secili, cilido qoftë. *Çdokush nga ne. Çdokush mund ta dijë. Flet me çdo-kënd.*
ÇDOLLOJ *pakuf.* Shumë lloje pa ndonjë dallim; i llojeve të ndryshme, gjithfarë. *Çdolloj pengese. Në çdolloj rrethanash. Me çdolloj njeriu.*
ÇDOLLOJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I shumë llojeve të ndryshme; i të gjitha llojeve; i gjithfarshëm. *Lëndë të çdollojshme. Mallra të çdollojshme. Dukuri të çdollojshme. Vështirësi të çdollojshme.*
ÇDOLLOJTË (i,e) *mb. shih* ÇDOLLOJSHËM (i), ~ME (e).
ÇDONJËRI,~A *pakuf.* Secili veçan nga një grup frymorësh, sendesh etj. *Çdonjëri prej tyre. Çdonjëri nga të katër. Në çdonjërën prej fotografive. Çdonjëri nga ne e di. Veçoritë e çdonjërës prej tyre.*
ÇEÇE,~JA . *bised.* Përshesh i zbutur ose ushqim tjetër si qull, që bëhet zakonisht për fëmijët e Vegjël; papare. *Çeçja e djalit. Çeçe me qumësht. Bëj çeçe. I jap çeçe. Ha çeçen.*
^ E bëj çeçe e dërrmoj dhe e shtyp fare, e bëj përshesh, e bëj leckë. I hedh çeçen *vjet.* i bën magji.
ÇEÇO,~JA *m. sh.* ~, ~T *bised.* 1. Emër më të cilin të vegjlit thërresin babanë ose vëllanë e madh. *E la jetim çeçoja. E thirri çeçoja.*
2. *keq.* Njeri pak i lënë nga mendtë. *Flet si çeço. Është bërë çeço fare.*
+ Si çeçoia patjetër, do apo nuk do, dashur pa-dashur, medoemos. U be çeço (tape, thumb, livadh, xurxull, fushë, karroqe, bërryl...) *shih te* BËHEM. E bëri çeço (lule, nuse, usta) *shih te* BËJ.
ÇEDUKlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të foljes ÇEDUKOJ. *Kthehet në mjet çedukimi.*
ÇEDUKOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. I prish edukatën e mirë, edukoj keq, i jap edukatë të keqe në krahasim më të parën; *kund.* edukoj. *Në vend t'i edukonte, i çedukonte.*
ÇEFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kapuçi i gunës.
ÇEfflIE,~JA. *bised.* 1. Pamja e fytyrës; ngjyra e fytyrës; shprehja e fytyrës. *Çehre e zbehtë. Çehrja e vdekjes. Me çehre të vrarë (të prishur). Iu prish (iu nxi,* 1 *ndryshoi) çehrja. Merr çehre tjetër. I erdhi çehrja. I iku (iu pre, i ra) çehrja* u zbeh shumë. *Nuk i qesh çehrja. Duket që në çehre. E njoh në çehre. I ra një çehre e verdhë. Nuk kish çehre të mirë. Një çehre i vinte, një çehre i shkonte* i ndryshonte aty për aty ngjyra e fytyrës; here skuqej, here zbehej.
2. Shprehje mirëdashëse e fytyrës. *jap çehre* e pres me fytyrë të çelur. *Miku (mysafiri) do çehre* miku duhet pritur buzagaz e me zemër të hapur.
3. Pamje e vrenjtur e fytyrës, fytyrë e ngrysur. *foli me çehre. E priti me çehre. Mos mbaj çehre.*
4. Ngjyra e një bime të zhvilluar mirë, pamja e za-konshme e bimës së shëndoshë. *Mori çehre misri.*
• I ra çehrja e vdekjes *shih te* VDEKJE,~A.
ÇEHRENGRYSUR *mb. bised.* 1. Që është gjithnjë i vrenjtur në fytyrë, që nuk i qesh fytyra, i ngrysur, fytyrëvrenjtur. *Burrë çehrengrysur.*2. *përd. ndajf.* Me shprehje të vrenjtur në fytyrë; në mënyrë jo të butë, me zemërim. *Hyri çehrengrysur. E vështroi çehrengrysur. Rrinte çehrengrysur.*
ÇEHREPRlSHUR *mb. bised.* Fytyrëprishur. *Rrinte çehreprishur.*
ÇEHREVERDHË *mb. bised.* Fytyrëverdhë, i zbehtë.
ÇEHREVRARË *mb. bised.* 1. Që e ka pamjen e fytyrës të vrarë nga një fatkeqësi ose nga sëmundjet; i zbehtë e i dobët, i murrëtyer (për fytyrën). *Pleq çehre-rrarë. Fëmijë çehrevrarë. '*
2. *përd. ndajf.* Me pamje të vrarë në fytyrë nga një fatkeqësi ose nga sëmundjet; fytyrëvrarë. *Rrinte çehrevrarë.*
ÇEHREVRENJTUR *mb. shih* ÇEHRENGRYSUR.
ÇEK,~KU i *m. sh.* ~QE, ~QET *fin.* Urdhër-pagesë e shkruar sipas një modeli të caktuar, më të cilën dikush ka

të drejtën të tërheqë nga banka ose nga atka një shumë të caktuar prej llogarisë së ndër-marrjes, të institucionit ose të personit që e ka lëshuar këtë dokument në emër të tij. *Çek bankar. Çek postar. Çek i bardhë* çek i paplotësuar. *Çek i kufizuar. Çek Uogarie. Çek udhëtimi. Titullari i çekut. Librezë (bllok) çeqesh. Lëshoj (pres) një çek. Nënshkruaj çekun.*

ÇEK,~U H *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Çekisë ose ai që e ka prejardhjen nga Çekia.

ÇEK,~U HI m. Ushqimi që mërr me vete bariu për të ngrënë gjatë ditës. *Mori çekun me vete.*

ÇEK,~E *mb.* Që lidhet me Çekinë ose me çekët, që është karakteiistik për Çekinë ose për çekët, i Çekisë ose i çekëve; që është krijuar nga çekët. *Toka çeke. Populli çek. Gjuha çeke. Valle (muzikë) çeke.*

ÇEK *kal.,* ~A, ~UR. Prek, çik. *Çek me dorë. Çek lehtë. Çek një problem (një tezë).*

• E çeku (e çuku) në kalli *shih te* KALLI,~RI.

ÇEKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vegël dore, që përbëhet nga një kokë metali ose druri (në njërën anë e rrafshët e në tjetrën me majë) e nga një bisht dhe që shërben për të mbërthyer ose për të goditur a për të rrahur diçka. *Çekan hekuri (druri). Çekani i fqrkëtarit (i këpucarit, i muratorit). Çekani i gjeo-logut. Çekan alpinistësh. Çekan për gurë. Bishti i çe-kanit. Koka (maja) e çekanit. Flamuri me drapër e çekan. Ngul (mbërthej) me çekan. I bie me çekan. Kalit me çekan. Punoj me çekan. Rreh si çekan.*

2. Pjesë e disa mekanizmave në trajtë të një koke, që shërben për të goditur a për të rrahur. *Çekanët e dërstilës. Mulli me çekanë.*

3. *tek.* Makinë për punimin e metaleve, që ka një pjesë e cila godet. *Çekan me ajër. Zhurnta e çekanëve.*

*4,* Çoku i portës, trakullore.

• I bie çekanit *diku a në diçka* ngul këmbë më të madhe për diçka; tërheq vëmendjen për diçka. Të rrahë (të bjerë) çekani *diku ose në diçka* të vihet theksi kryesor, të ngulet këmbë me shumë në një drejtim. E raori vesh (e kuptoi) ku rrihte çekani e kuptoi cili ishte thelbi i vërtetë i çështjes, e mori vesh synimin ose qëllimin e vërtetë. Ku i bie çekanit? ku e hedh fjalën, ku e ka qëllimin? Drapër e çekan *shih te* DPAPËR,~RI. I rri çekan (çekiç) mbi kokë e mbikëqyr vazhdimisht për të bërë diçka, e nxit vazhdimisht duke e detyruar të bëjë diçka. Me rrahin shame çekanë (çekiçë) në kokë (mbi krye) kara shumë shqetësime, kam shumë telashe.

ÇEKANIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimit të foljes ÇEKANOJ. *Çekanimi i ftohtë. Çekanimi i metalit.*

ÇEKANIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Gdhend me majën e çekanit; punoj duke e goditur me çekan. *Çekanis gurin e mullirit.*

2. *fig. bised.* Ndëshkoj dike duke e rrahur, gdhend. *E çekanisi mirë djalin.*

ÇEKANOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Rrah me çekan metalin për ta farkëtuar.

ÇEKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe ÇEK,~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Çep, skaj. *Çekja e murit. Çeku i shamisë. Çeku i arës. Çekja e syrit. Në çeke të rrugës (të arës). Çeku i shkëmbit. Çeku i kërrabës. Çek me çek.*

2. Ana me majë të mprehtë e kazmës; tehu i një vegle. *Çeku i kazmës. Çeku i shatit. Çekja e sëpatës.*

ÇEKEM *vetv.* 1. Prekem, çikem.

2. *Pës. e* ÇEK. *Çeken disa probleme.*

ÇEKl,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* 1. Masë peshe e ba-rabartë me 365 dërhemë, okë e vogël. *Bleu një çeki.* 2. Peshore. *E peshoj në çeki.k* Çeki nga mendtë (nga koka) i metë nga trutë.

ÇEKlÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Çekan i vogël prej metali. *Çekiçi i këpucarit (ifarkëtarit, i muratorit). Çekiç pikes* vegël me një kokë metalike me majë, që ngrohet shumë për të ngjitur me kallaj, havi. *Çekiçi i shkresës* çekiç për të bërë vijat e thelluara në eiiët prej bakri a prej teneqeje. *Çekiç kose. Çekiçi i neurologut. I bie me çekiç.*

2. *tek.* *shih* ÇEKAN,~I $_2$,3- *Çekiç automatik (pneu-matik). Çekiç shpues. Mulli me çekiçë.*

3. *anat.* Eshtra e parë e vogël në veshin e mesëm, që mbështetet në kudhrën.

4. *sport.* Vegël sportive, e përbërë nga një lëmsh metalik, i lidhur te një zinxhir me dorezë në fund, që hidhet nga atleti pasi rrotullohet disa here me force. *Hedhja e çekiçit.*

• I rri çekiç (çekan) mbi kokë *shih te* ÇEKAN,~I. Me rrahin shumë çekiçë (çekanë) në kokë (mbi krye) *shih te* ÇEKAN,~I. Njëri (i bie) kudhrës, tjetri çekiçit (çokut) *shih te* KUDHËR,~RA.

*ÇEKIÇ THNEGLASH zool.* Qukapiku.

ÇEKISHT *ndajf.* Në gjuhën çeke. *Flas çekisht. Epërkthej çekisht.*

ÇEKISHTE,~JA . Gjuhë sllave perëndimore, që flitet nga çekët, gjuha çeke. *Alfabeti i çekishtes. Flet (di) çekishten.*

ÇEKJE,~A . *sh.* ~E,. ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve ÇEK, ÇEKEM. *Çekja e një çështjeje.*

ÇEKMEXHE,~JA . *sh.* ~, ~TË *bised.* Syzë e tryezës ose e një orendie tjetër, sirtar. *Çekmexheja e tryezës. Hap (mbyll) çekmexhenë. Fut në çekmexhe.*

ÇEKOSLLOVAK,~E *mb.* Që lidhet me Çekos-Uovakinë, që i përket Çekosllovakisë, i Çekosllovakisë. *Kufiri çekosllovak. Populli çekosllovak.*

ÇEKTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin. shih* ÇEKE, ~JA. *Çekthi i shamisë. Çekthi i shatit. Çekthi i sqe-parit. Çekthi i malit.*ÇEKUILIBËR,~RI *m. libr.* Mungesë ekuilibri, gjendje e paekuilibruar; humbje e përpjesëtimit midis anëve ose e përputhjes midis tyre; *kund.* ekui-libër. *Çekuilibri qelizor. Çekuilibri në qarkullim. Gjendje çekuilibri. Sjell (shkakton) çekuilibër.*

ÇEKUILIBRIM,~I *in. sh.* ~E, ~ET *libr.* Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve ÇEKUILIBROJ, ÇEKUILIBROHEM. *Çekuilibrimi i bilancit. Çekui-librimi i shkëmbimeve. I shkakton çekuilibrimin.*

ÇEKUILIBROHEM *vetv. libr.* Humbas drejtpe-shimin; me prishet ekuilibri; humbet përpjesëtimin ose përputhjen e rregullt midis anëve.

ÇEKUILIBROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* I prish drejtpeshimin; e nxjerr nga gjendja e ekuilibrit; i prish përpjesëtimin ose përputhjen midis anëve; *kund.* ekuilibroj. *E çekuilibron bilancin.*

ÇEKUILIBRUAR (i,e) *mb. libr.* 1. Që ka humbur drejtpeshimin, që i është prishur ekuilibri; që është në gjendje çekuilibri; *kund.* i ekuilibruar. *Gjendje e çekuilibruar. Bilanc i çekuilibruar. Ekonomi e çekui-libruar.*

*2.* Që mendon e vepron në mënyrë të parregullt, që nuk ka ekuilibër mendor a shpirtëror. *Njeri i çekuilibruar. Qëndrim i çekuilibruar.*

ÇEL *kal.,* ~A, ~UR. 1. Lëviz duke e shtyrë a tër-hequr, mënjanuar a ngritur një derë, një kanat etj. për të hyrë lirisht diku a për të dale prej andej, për të vënë diçka brenda a për të marrë diçka prej andej ose për të lidhur mjedisin e brendshëm më të jasht-min; hap; *kund.* mbyll. *Çel derën (dritaren). Çel ka-naiin. Çel nga brenda (nga jashtë). E çel me force.*
*2.* I heq tapën, kapakun, mbyllësen a mbështjelljen diçkaje të mbyllur ose të mbështjellë; hap; *kund.* mbyll. *Çel shishen. Çel kapakun. Çel zarfin. Çel një pako. Çel kutinë e konservave.*
3. I liroj bravën a drynin diçkaje të mbyllur, zhdryj; *kund.* mbyll. *Çel derën. Çel bravën (drynin). Çel me çelës.*
4. Shpalos diçka të palosur, të mbledhur a të mbyllur, drejtoj diçka të përthyer; veçoj e largoj anash dy pjesë a dy anë të puthitura ose të afruara të diçkaje; hap; *kund.* mbyll. *Çel çadrën. Çel librin (regjistrin, Jletoren). Çel briskun. Çel sytë. Çel gishtat. Çel grush-tin. Çel gojën.*
5. Çaj diçka të re duke punuar, duke gërmuar a duke shpuar; hap. *Çel një grope. Çel një vrimë. Çel një vijë (një kanal, një hendek). Çel një tunel (një ga-leri). Çel themelet. Çel token (ugarin)* punoj për here të pare, çaj. *Çel rrah.*
6. Bëj që të nisë nga puna a nga veprimtaria diçka, pasi kam përgatitur gjithçka; hap; *kund.* mbyll. *Çel një shkollë. Çel një ekspozitë. Çel një dyqan. Çel shtëpi të re* nis të banoj veçan në një shtëpi tjetër.
7. Bëj që të nisë një veprimtari, filloj diçka; filloj i pari; shpall; nis; *kund.* mbyll. *Çel mbledhjen. Çel bisedën (diskutimin). Çel fushatën. Çel programin. Çeli serinë e golave.*
8. I lë kalim të lire, i krijoj mundësitë për të ka-luar a për të depërtuar diku; *kund.* mbyll. *çel shte-gun. Çel kufijtë.*
9. *fig.* Mënjanoj pengesat ose vështirësitë për të ecur përpara; i krijoj mundësitë për të kaluar në një drejtim ose për të arritur diçka, hap. *Çel rrugë të reja. I çel horizonte të reja (shtigje të reja).*
10. *fig.* I nxjerr (vështirësi etj.), i krijoj, i sjell, i shkaktoj diçka të papëlqyeshme. *çel punë. I çel nga-tërresa (telashe). Na çeli avaze.*
11. Vë në veprim, lëshoj që të punojë; i hap rrugën diçkaje që rrjedh ose një rryme energjie; *kund.* mbyll. *Çel dritën. Çel radion. Çel ujin (musllukun). Çel gazin (ajrin).*
12. *fin.* I jap mundësi dikujt të tërheqë të holla; filloj veprimet më të holla. *çel kredi. Çel një librezë kursimi. Çel një llogari.*
13. *fig.* E bëj t'i qeshë fytyra, e gëzoj. *çeli fytyrën (ballin). Na çeli të gjithëve.*
14. *fig. bised.* I zgjeroj horizontin e dijeve e të kul-turës, e zhvilloj, i hap sytë. *çeli shkolla.*
15. *vet. veto III.* Ngroh vezët për të dale zogj. *Çel zogj. Çel vezët.*
16. *vet. veto HI.* Bën të dalin gjethet a të hapen petlat e luleve. *Çeli lule. Çeli gjethe.*
17. *bised.* Lëshoj bagëtinë, i nxjerr për të kullotur. *Çel bagëtitë. Çel berrat (dhitë). Çel lopën.*
18. *krahin.* Ndez. *Çel zjarrin. Çeli fitilin (llambën). Çeli një qiri.*
19. *krahin.* Pres si mik, fut në shtëpi si mik. *E çeli mik. E çeli në shtëpi.*
20. *vet. veta III jokal.* Shpalosen petlat ose gjethet duke u rritur, shpërthejnë burbuqet ose sythat; lë-shon lule, lulëzon. *Çelin Met. Çelin gjethet. Çelën manushaqet. Çeli pambuku. Çelën pemët. Çeli molla (dardha, bajamja). Sa lule çelin, të gjitha s'lidhin. fj.u.*
21. *vet. veta III jokal.* Fillon të zbardhë, agon (për dritën e ditës). *Çel agimi. Çeli drita (dita). Pa çelur drita* pa zbardhur, herët, në agim.
22. *vet. veta HI jokal.* Pastrohet nga retë, kthjellohet, hapet. *Çeli koha. Çeli moti.*
23. *vet. veta HI jokal.* Del nga veza (për zogjtë, larvat). *Çelën zogjtë. Çelën krimbat e mëndafshit.*
• Çel (hap) dyert *shih te* HAP. I çeli (i hapi) derën (dyert, portën) *shih te* HAP. Me çeli drita *shih te* DRI-T Ë,~A. Çel (hap) gojën *shih te* HAP. I çel (i hap) gojën *dikujt shift te* HAP. Çel një hendek krijoj një shkëputje të thellë midis dy anëve; shkaktoj mos-marrëveshje të thella. I çeli një jaki (të keqe) *dik uj t shih te* JAKI,~A. I çel (i hap) oreksin *shih te* HAP. Çel (hap, bëj) një parantezë *libr. shih te* PARANTEZË, ~Ai. Çel (hap) sytë *shihteSY,~~Kl.l* çel (i hap) sytë *dikujt shih te* HAP. I çel (i hap) zemrën *dikujt shih te* HAP. Çel (nxjerr) zogj *iron, shih te* ZOG,~U. Çel (hap) e s'mbyll *keq.* nuk pushon së foluri, është lla-fazan i madh. Çele gur gojën! thuhet kur dikush nuk flet fare, s'e hap gojën fare (aq sa flet guri, aq foli dhe ai). Sa çel (hap) e mbyll sytë *shih te* HAP. Është nga ata (nga ato) që çelin njëqind (dyzet) dyer në ditë *keq.* rri tërë ditën duke vajtur te njëri e te tjetri.
ÇELAMBYLLAS *ndajf. shih* ÇELEMBYLL.
ÇELEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Lëviz një derë, një kanat etj. duke u lënë i lire kalimi për të hyrë diku a për të dale prej andej ose për t'u lidhur mjedisi i brendshëm më të jashtmin; hapet; *kund.* mbyllet. *U çel dera. U çelën dritaret. U çel vetë.*
2. *vet. veta III.* I hiqet tapa, kapaku, mbyllësja a mbështjellja diçkaje të mbyllur ose të mbështjellë; hapet. *U çel shishja. U çel zarfi. U çel kutia.*
3. *vet. veta HI.* Shpaloset diçka e palosur, e mbledhur a e mbyllur; veçohen e largohen anash dy pjesëa:'dy anë të puthitura ose të afruara të diçkaje; ha-pet; *kund.* mbyllet. *U çel libri. lu çelën sytë. Iu çel goja. lu çelën gishtat.*
*4. vet. veto III.* Nis nga puna a nga veprimtaria diçka, pasi janë bërë të gjitha përgatitjet e nevojshme; hapet; *kund.* mbyllet. *U çelën shkollat. U çel ekspo-zita (muzeu). U çel dyqani.*
5. *vet. vet a III.* Nis një veprimtari; fillon diçka; ka Ii fillim, nis. *V çel biseda. U çel mbledhja. U çel kongresi. U çel fushata. U çel gjyqi.*
6. *vet. veta III.* I hiqen pengesat, bëhet i lire kalimi *kund.* zihet. *U çel rruga. U çel shtegu. U çel kufiri.*
7. *vet. veta III fig.* Krijohet mundësia për të ecui përpara a për të arritur diçka, hapet. *V çelën perspek-tiva (horizonte) të reja. U çelën mundësi të gjera.*
*8. vet. veta III.* Shtrihet përpara pa ndonjë pengesë; duket në gjithë gjerësinë e vet, hapet. *Përpara çelej një pamje e bukur.*
9. Marr fuqi e gjallërohem pas një sëmundjeje, me vjen shëndeti, marr një pamje më të shëndetshme e më të gjallë, mëkëmbem, këndellem. *Është çelur djali (vajza).*
10. Bëhem i qeshur në fytyrë, marr pamje të gë-zuar e të afruar; *kund.* vrenjtem. *lu çel fytyra. U çel në fytyrë.*
11. *fig.* Bëhem me i gjallë e me i zhdërvjellët në jetë a në marrëdhëniet më të tjerët. *U çel pas ca ko-hësh.*
12. *fig.* I zbuloj një tjetri mendimet, ndjenjat e të fshehtat e mia, i hap zemrën. *Mua me çelet. Nuk çelet me këdo.*

13. *vet. veta III.* Pastrohet nga retë, kthjellohet, hapet. *U çel koha (moti). U çel qielli.*
14. *vet. veta III.* Tingëllon me i qartë e me i pastër (për zërin), jep zë më të paster. *lu çel zë~i. lu çel fyti.*
15. *vet. veta III.* Çahet a plasaritet thellë (për lë-kurën dhe indet e buta). *Af'u çelën duart.*
16. *Pës.* e ÇEL i-i5,i7,i8-
• lu çel (iu hap) dera *dikujt shih te* HAPEM. lu çel (iu hap) goja *shih te* HAPEM. M'u çel (m'u hap) oreksi *shih te* HAPEM. I qe çelur qimja *shih te* QIME, ~JA. I janë çelur (i janë hapur) sytë *shih te* HAPEM. U çel ndër vete u dëkua, u rrënxua. Iu çel (iu zgjidh) gryka thesit *shih te* GRYKË,~A.
ÇELEMBYLL *ndajf.* Luaj çelembyll: a) luaj sy-mbyllazi; b) luaj nëntësh, luaj cicmic.
Flet çelembyll nuk e thotë drejtpërdrejt men-dimin, e bie fjalën rrotull, e lë të papërcaktuar fjalën.
ÇELË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Vija prej nga fillojnë disa lojëra të fëmljëve. *Çela e dokrrës. Vrapoj te çela. Zë çelën.*
•*ki* I gjej çelën i gjej rastin e përshtatshëm, i gjej anën, i gjej fillin. I zë çelën e zë shumë ngushtë, e vë në gjendje të vështirë e pa rrugëdalje.
ÇELË,~A n  Pjesa e zgjedhur dhe më e mirë e diçkaje; ajka, lulja. *Çela e grurit (e miellit). Çela e trimave. Çela e nuseve. I marr çelën e çelën.*
ÇELË,~A in . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Këpucë të vjetra të grisura, brashnja, shkarpa. *Mbath ca çela, U bënë çela këpucët.*
ÇËLËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Mjet prej metali, i përbërë nga një pjesë e dhëmbëzuar dhe nga një
rreth ku kapet me dorë, i cili përdoret për të hapur e për të mbyllur një brave ose një dry; hapës, kyç. *Çelës i rremë. Çelësi i derës. Çelësi i dollapit (i arkës, i tryezës, i kasafortës). Çelësi i biçikletës. Çelësat e shtëpisë (e zyrës). Vrima e çelësit. Tufë çelësash. Rreth (unazë) çelësash. Fut (heq) çelësin. Mbyll (hap) me çelës. I vë çelësin derës* e mbyll derën. *Nuk i bën (i shkon, i bie) ky çelës.*
*2. tek.* Vegël dore për të shtrënguar e për të liruar dadot, gypat e pjesët e tjera të mekanizmave, që mbër-thehen duke u vidhosur. *Çelës i përgjithshëm (universal). Çelës anglez* çelës të cilit nofulla e poshtme mund t'i hapet e t'i mbyllet sipas nevojës me burmë. *Çelës papagall* çelës të cilit nofulla e poshtme mund t'i hapet e t'i mbyllet duke e ngecur nënjë kllapë. *Çelësa me numra të ndryshëm. Çelësat e tornos. Çelës gypash. Shtrëngoj (zbërthej) me çelës.*
3. Mjet i thjeshtë për të hapur diçka, për të vënë në lëvizje një mekanizëm duke e rrotulluar zembre-kun, për të shtrënguar telat e veglave muzikore etj. *Çelës shishesh. Çelës konservash. Çelësi i sahatit. Çelësi i ziles së ores. Çelësi i lodrës. Çelësat e violinës (e kitarës). Hap me çelës. Kurdis (shtrëngoj) me çelës.*
*4.* Mjet për të lëshuar dhe për të ndërprerë rrymën elektrike, që lidhet me përcjellësit në një pike të qar-kut; mjet për të lëshuar dhe për të mbyllur rrymën e një lëngu ose të një gazi. *Çelës elektrik. Çelësi i dritës. Çelësat e radios. Çelësi i ujit (i gazit). Çelësi i makinës larëse. Çelës me vaj. Çelësat e komandimit. Hap (mbyll) çelësin. Shtyp (rrotulloj) çelësin.*
5. *fig.* Mjet që ndihmon për të zgjidhur, për të shpje-guar ose për të kuptuar diçka; hallka që përcakton zgjidhjen ose suksesin e diçkaje. *Çelës magjik. Çelësi i sukseseve (i fitoreve). Çelësi i punës. Çelësi për një problem. I gjej çelësin. I jap çelësin. Shërben si çelës. Kam çelësin në dorë.*
6. *muz.* Shenjë që vihet në krye të pentagramit dhe që tregon notën, sipas së piles caktohet shkalla e lartësisë për notat e tjera të pjesës muzikore. *Çelësi i solit. Çelësat e muzikës.*
7. Tërësia e shenjave, shkronjave e shifrave, të cilat ndihmojnë për të zbërthyer nj6 tekst të shifruar, një vizatim të ndërlikuar etj.; sistemi i shenjave ose i parimeve që shërbejnë për të kuptuar një tekst. *Çelësi i shifrës. Çelësi i hartës. Gjej çelësin. I jap çelësin. Zbërthej me anë të çelësit.*
8. *ndërt.* Guri i sipërm ose i mesëm, që mban të shtrënguar gurët e tjerë në një qemer. *Çelësat e oxha-kut. Çelësi i qemerit. I luan çelësi.*
9. *anat., krahin.* Nyjë e eshtrave, kyç. *Çelësat e trupit. Çelësat e duarve.*
Çelës i artë *libr. shih tek* ARTË (i,e). Çelës kopil *shih te* KOPIL,~I. Dorëzoi çelësat a) hoqi dorë nga një punë, e la një punë a një detyrë; b) dështoi, doli me këpucë të kuqe. I vuri çelësin (kyçin, drynin) *diçkaje shih te* KYÇ,~I. Ka (mban) çelësat (hapëset) e kashtës *iron, shih te* KASHTË,~A. S'ka çelës që i bie nuk i nxjerr dot para nga duart, është koprrac i madh. E mbylli me shtatë pale çelësa (me shtatë kyçe) *shih te* SHTATË. I vuri çelësin (kyçin, drynin) shtëpisë *shih te* KYÇ,~I. Çelës a u -tomatik brave me mekanizëm të ndërlikuar për t'u hapur vetëm me çelësin e vet dhe që mbyllet vetvetiu.
ÇELËSABËRËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që bën çelësa dhe ndreq brava.ÇELËSAMBAJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që mban çelësat e një institucioni dhe që shërben si roj-tar. *Çelësambajtësi i burgut.*
ÇELËT (i,e) *mb. shih* ÇELUR (i,e) 9-13. *Ngjyrë e çelët. E kuqe e çelët. Me fytyrë të çelët. Zë i çelët. Njeri i çelët.*
ÇELËZ,~A . Gjendje në lojën nëntësh, kur loj-tari hap e mbyll lirisht dy treshe njëherësh.
la bëri me çelëz veproi me dredhi kundrejt di-kujt, ia hodhi.
ÇELtK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. Metal i forte, i epshëm e i farkëtueshëm, me ngjyrë hiri në të ar-gjendtë, që del nga lidhja e hekurit me një sasi të vogël karboni dhe me pak përzierje të tjera. *Çelik i petëzuar. Çelik i derdhur (i lidhur). Çelik i shkrirë. Çelik i kromuar. Lidhje (aliazh) çeliku. Thikë (sustë) çeliku. Flet'ë çeliku. Llojet e çeliqeve. Shkrirja (derdhja) e çelikut. Petëzimi i çelikut. Uzinë çeliku. Shkrirësit e çelikut. Derdh çelik. I forte si çeliku. Prej çeliku (si çelik)* shumë i forte, shumë i qëndrueshëm.
2. *përd. mb. fig.* Shumë i forte, i çeliktë. *Gur çelik. Grusht çelik. Rini çelik. E bëj çelik.*
•*k* Shtyllë çeliku i pathyeshëm e i patundur, që u bën ballë rrebesheve. U vesh me (në) çelik (hekur) *shih te* VISHEM. Ha (bren) çelikun (hekurin, plumbin, gurin) me dhëmbë *shih te* DHËMB,~I. I ka dhënë ujë çeliku *dikujt* e ka bërë të ashpër e të rreptë; e ka bërë të vrazhdë e të egër në shpirt. Është zier në lëng çeliku ka vuajtur shumë e është kalitur në jetë, është regjur nga jeta.
ÇELIKOS *kal.,* ~A, ~UR. E bëj të forte si çeliku, e kalit; e bëj të pathyeshëm e të qëndrueshëm, e for-coj. *Çelikos vullnetin. Çelikos lidhjet (miqësinë, bash-kimin).*

ÇELIKOSEM *vetv.* Bëhem i forte si çeliku, kalitem; bëhem i pathyeshëm e i qëndrueshëm, forcohem. *Çelikoset miqësia (bashkimi). Çelikosen lidhjet.*

ÇELIKOSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇELIKOS, ÇELIKOSEM. *Çelikosja e unite tit (e miqësisë). Çelikosja e diktaturës së proletariatit.*

ÇELIKRAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kadhë për të krasitur drurë e për të prerë degë e ferra. *Pres me çelikran. Kalit çelikranin.*

ÇELIKSHKRIRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor i përgatitur që merret me shkrirjen e me derdhjen e çelikut në furrnalta, shkrirës çeliku. *Çelikshkrirësit e kombinatit metalurgjik. Punon si çelikshkrirës.*

ÇELIKTË (i,e) *mb.* 1. Që është bërë prej çeliku. *Unazë e çeliktë. Teh i çeliktë. Shufër e çeliktë. Kapak i çeliktë. Litar i çeliktë. Kullë e çeliktë.*

2. *fig.* Shumë i forte e i qëndrueshëm; që nuk pii-shet nga asgjë; që duron çdo goditje e vështirësi; i pathyeshëm. *Muskuj të çeliktë. Duar të çelikta. Nerva të çelikta. Njeri i çeliktë. Vullnet i çeliktë. Lidhje të çelikta. Disiplinë e çeliktë. Bashkim i çeliktë. Mburojë e çeliktë.*

ÇELITEM vefv.,~A (u), ~UR. *shih* ÇELEM “,io,n. *U çelit djali (vajza). U çelit në fytyrë. U çelit nga gë-zimi. U çelit kur fitoi lojën. U çelit në ushtri.*

ÇELITUR (i,e) *mb. shih* ÇELUR (i,e) u,12- *Me fytyrë të çelitur. Djalë i çelit ur. Vajzë e çelitur.*

ÇELJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas
kuptimeve të foljeve ÇEL, ÇELEM. *Çelja e tokave të reja. Çelja e rrugëve. Çelja e gropave. Çelja e shko-llave. Çelja e fushatës. Çelja e kongresit. Çelja e kam-pionatit. Çelja e luleve. Çelja e zogjve (e vezëve). Dita e çeljes. Ceremonia e çeljes.* 2. Fillim, hyrje. *Në çelje të bisedës.*

ÇELNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Pronar i një tufe të madhe bagëtish, skuter; kryetari i barinjve të një kopeje të madhe, i cili rronte me punën e tyre. *Çelnik i madh. Familje çelnikësh. Pajtohej te çelniku.*

2. Ai që punonte bulmetin në një stan me shumë barinj, stopan.

ÇELNIKATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* 1. Bashkimi i disa barinjve shtegtarë me një çelnik në krye për t'i kullotur tufat e tyre e për të punuar bulmetin bashkërisht.

2. Taksë që u paguanin bejlerëve barinjtë shtegtarë për kullotën.

ÇELNIKORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Gruaja që punonte bulmetin në një stan me shumë barinj, stopaneshë.

CELT AS *ndajf.* Haptas, në mënyrë të hapur; me zemër të hapur, çiltas. *Flas çeltas. 1 iregoj çeltas.*

ÇELTAZI *ndajf.* Çeltas.

ÇELTIK,~E *mb.* Që nuk është zhveshur, që nuk i janë hequr cipat ose farat (për orizin dhe për pam-bukun). *Oriz çeltik. Pambuk çeltik.*

ÇELTIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend pa drurë në mes të një pylli, lëndinë në mes të pyllit, lirishtë. *Çeltirat e pyjeve. Çeltirë me bar. Në mes të çëltirës. Doli në një çeltirë.*

ÇELUR (i,e) *mb.* 1. Që lejon të hyjë brenda, të dale a të kalojë lirisht dikush a diçka, i hapur; *kund.* i mbyllur. *Derë e çelur. Dritare e çelur. Përgjysmë i çelur.*

*2.* Që i është hequr tapa, kapaku, mbyllësja a mbështjellja; *kund.* i mbyllur. *Shislte e çelur. Kuti (enë) e çelur. Zarf i çelur. Me grykë të çelur.*

3. Që i ka pjesët a anët të larguara ose të mënja-nuara njëra nga tjetra, që është shpalosur, i hapur; *kund.* i mbyllur. *Libër i çelur. Me sy të çelur. Me gojë të çelur.*

4. Që është gërmuar a shpuar, i çarë; që nuk është mbuluar a mbushur. *Van i çelur.*

5. Që ka.filluar veprimtarinë, që punon, i hapur; *kund.* i mbyllur. *Dyqan i çelur. Rri i çelur gjithë ditën.*

6. Që lejon kalim të lire; që nuk është i zënë a i rrethuar me diçka. *Rrugë e çelur.*

7. *fig.* Që lë mundësi të lire për të ecur përpara, që nuk ka pengesa a vështirësi; i hapur. *Rrugë të çelura. Horizonte (perspektiva) të çelura. I ka të gjitha rrugët të çelura.*

8. *fin.* Që i vijon veprimet më të holla, që nuk është mbyllur a ndërprerë, i hapur. *Llogari e çelur. Kredi e çelur.*

9. Që ka ngjyrë jo të theksuar, e. cila afrohet më të bardhën, i hapur; *kund. i* errët, i mbyllur. *Ngjyrë e çelur. E kuqe e çelur.*

10. Që tingëllon i qartë e i pastër (për zërin). *Zë i çelur.*

11. Që është i qeshur e i gëzuar, që është gjithnjëbiizagaz e i afrueshëm; *kund.* i zymtë. *Fytyrë e çelur. Është gjithnjë i çelur në fytyrë.*

12. *fig.* Që është i gjallë e i zhdërvjellët në marrë-dhëniet më të tjerët, që nuk është i mbyllur e i humbur; *kund.* i mbyllur. *Djalë i çelur. Vajzë e çelur. Bëhet me i çelur.*

13. Që hapet në një vend, që ka një të prerë a një të çarë diku (për veshjet); *kund.* i mbyllur. *Jake e çelur. Me grykë të çelur.*

14. Që i kanë shpërthyer burbuqet ose boçet. *Lulet e çelura. Boçet e çelura. Pambuk i çelur.*

15. Që ka dale nga veza; që ka dhënë zogun ose larvën. *Vezët e çelura. Fara e çelur e krimbit të mën-dafshit.*

Me ballë të çelur (të hapur) *shih te* HAPUR (i,e). Me zemër të çelur (të hapur) *shih te* HAPUR (i,e).

ÇELUR *ndajf.* 1. Në mënyrë që lejon të hyjë bren-da, të dale a të kalojë lirisht dikush a diçka; hapur; pa çelës; *kund.* mbyllur. *E lë (mbetet) çelur. Qëndron çelur. Dera ishte çelur.*

2. Me pjesët a anët të larguara ose të mënjanuara njëra nga tjetra, hapur; *kund.* mbyllur. *Me sytë çelur. Me gojë çelur. E lë çelur.*

*3.* Duke punuar, në veprimtari (për një institution, një shkollë, një dyqan etj.); *kund.* mbyllur. *Shkolla rri çelur. E gjeta dyqanin çelur. Rri çelur gjithë ditën. Ekspozita qëndron çelur prej ores...*

*A. fig.* Haptas, pa e fshehur, hapur. *jtas çelur. E shjaq çelur.*

•*k* Ëndrra me sy çelur (hapur, hapët) *shih tek* ËN-DËRR,~RRA 3. E ka derën çelur (hapur) *shih te* HAPUR. E mban derën çelur (hapur) *shih te* HAPUR.

ÇEM,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin. shih CAT ALL,* ~I 1,2- *Cent lisi. Çemi i brirëve të kaprollit.*

ÇEMBER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Shami koke zakonisht prej nape të bardhë dhe e qëndisur, që e hedhin grate mbi ballë. *Çember i bardhë (i kuq). Çember i qëndisur. Lidh (vë) çemberin. Ngre (heq) çemberin. Mbuloj me çember.*

2. Cipa e dhjamtë që mbështjell rropullitë e barkut të bagëtive.

• I ra një çember u zbeh në fytyrë.

ÇEMBERBARDHË *mb. vet. f.* Që ka të lidhur në kokë një shami prej nape të bardhë, me çember të bardhë. *Vajzë çemberbardhë.*

ÇEMBERKUQE *mb, vet. f.* Që ka të lidhur në kokë një shami prej nape të kuqe, me çember të kuq. *Nuse çemberkuqe.*

ÇEMBRIONIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇEMBRIONIZOJ, ÇEMBRIONIZOHET.
*Çembrionizimi i misrit. Fabrika e çembrionizimit. Bëj çembrionizimin.*
ÇEMBRIONIZOHET. *Pës. e* ÇEMBRIONIZOJ.
ÇEMBRIONIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I heq
embrionin një fare që të mos mbijë. *Çembrionizoj misrin.*
ÇËMËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇEMËROJ, ÇEMËRO-HEM.
ÇEMËROHEM *zyrt. Pës. e* ÇEMËROJ.
ÇEMËROJ *kal.,* ~OVA, ~IJAR. *zyrt.* Shkarkoj nga një detyrë, në të cilën ishte emëruar; *kund.* emë-roj. *Ka të drejtën të emërojë e të çemërojë.*
ÇEND *kal.,* ~A, ~UR. Shthur diçka të endur; *kund.* end. *Çend pëlhurën. Çend qilimin. End e çend.*
ÇENDET *vetv.* 1. Shthuret diçka që ka qenë endur. *Çendet qilimi. Çendet pëlhura fije-fije.* 2. *Pës. e* ÇEND.
ÇENDJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇEND, ÇENDET. *Çendja e pëlhurës. Shmang çendjen.*
ÇENGEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Grep i trashë hekuri me majë të kthyer, që përdoret për te varur diçka në të; gremç hekuri, ganxhë. *Çengeli i mishit. Çengeli i vargoit. Çengelat e kandarit. Var në çengel. Heq nga çengeli. I kthyer si çengel.*
*2.* Rreth hekuri me disa gremça të varur, që përdoret për të nxjerrë sende të zhytura në ujë. *Çengeli* i *pusit. Zinxhiri i çengelit. Hedh çengelin. E kap (e nxjerrj me çengel.*
3. Vargoi i zjarrit, kamastër. *Çengeli i zjarrit. Var në çengel. I zi si çengel.*
4. Reze me majë të kthyer për të mbyllur derën, dritaren ose një kapak. *Çengeli i derës. Çengeli i ka-pakut. I vë çengelin. Mbyll me çengel.*
5. Hekuri i barkës ose i anijes, spirancë. *Çengeli i barkës. Hedh çengelin. Ngre çengelin.*
*6. vjet.* Mjet me gremça hekuri, që psrdorej për tortura. *E varën në çengela. Të pafsha në çengelal mallk.*
7. *fig. bised.* Njeri shumë koprrac, dorështrënguar.
8. *përd. mb. fig.* Shumë i forte, që nuk lodhet kurrë (për njerëzit). *Burrë çengel.*
*ir V* be çengel u dobësua shumë, u tha e u tret. Hodhi çengelin (grepin) *shih te* HEDH. Ka hedhur çengelat *dikush a diçka keq. shih te* HEDH. la nxjerr me çengel *dikujt* e bëj të flasë me shumë përpjekje, mundohem shumë që ta bëj të thotë diçka. Çdo mish (berr) varet në çengelin e vet (nga këmbët e veta) *fj. u. shih te* MISH,~I.
ÇENGI,~A *sh.* ~, ~TË. 1. *vjet.* Valltare ahen-gjesh (zakonisht nga ciganët e ngulur). *Çengi me dajre. Valle çengish. Kërcejnë çengitë.*
2. *keq.* Grua bishtdredhur; grua e përdalë.
ÇEP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* CEP,~I i. *Çepi i shamisë. Çepi i arës. Çepi i shtëpisë. Çepi i krahut. Në të katër çepat.*
2. Fyt i hollë që del nga një enë për të derdhur nga pak ujin ose një lëng tjetër; lëfyt. *Çepi i ibrikut (i çajnikut, i musllukut). Çepi i fuçisë së verës. Çepi i kroit* ulluku i vogël i një burimi. *Pi nga çepi.*
3. *krahin.* Sqep. *bie me çep. E kap me çep.*
ÇEPELIT *kal,* ~A, ~UR *bised.* 1. Gdhend nga pak me brisk ose me një vegël tjetër një cope druri. *Çepelit një shkop. Çepelit me brisk (me sqepar).*
2. *jqkal. fig.* Merrem me diçka të vogël sa për të kaluar kohën, engledisem. *Rri gjithë ditën e çepelit.*

ÇEPELLË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Varg me fiq të thatë; fiq të thatë të bërë pala. *Një varg çepella. Çepella me fiq.*
2. Lloj fiku me tul, që përdoret për ta tharë e për ta bërë pala.ÇEPIROK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bërçik. *Dy pë-llëmbë e një çepirok. Një çepirok me i gjatë. Një çe-pirok larg* shumë afër. *Sa një çepirok* fare i vogël.
ÇEPKA,~T . *vet. sh.* Karthje të thata, të mble-dhura andej-këndej për zjarr. *Mbledh ca çepka. Një krah çepka.*
ÇEPKAT (ÇEPKAS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shprish, shkriftoj me duar (leshin etj.). *Çepkat leshin. Çepkat pambukun.*
2. Nduk sipër e sipër; çukit nga pak; prek shkarazi. *Çepkat barin. Çepkat zjarrin. E çepkati një plumb.*
3. Rrëmoj andej-këndej për të gjetur a për të mble-dhui diçka. *Çepkat xhepat. Çepkat pula në pleh.*
ÇEPKATET. *Pës. e* ÇEPKAT.
ÇEPKATJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇEPKAT, ÇEPKATET. *Çepkatja e leshit (e pambukut). Makina e çepkatjes.*
ÇEPOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Vrimë e madhe e hapur në mur a në vende të tjera, borde. *Çepojat e murit (e çatisë). Bëhet çepojë* i hapet një vrimë e madhe.
ÇEPTIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pellg i vogël me ujë, që formohet në sipërfaqe të tokës; vend me pell-gje uji, ligatinë. *Çeptirat e fushës. Çeptirat e shiut. Bëhet çeptirë vertdi. Këlbazen dhentë nëpër çeptira.*
ÇERÇEM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot., krahin.* Ca-Tac. *Dru çerçemi. Kokrra çerçemi.*
ÇERÇIVE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Kornizë prej dërrasash të mbërthyera në mur, në të cilën varen anash kanatet e dritares ose të derës. *Çerçivetë e dritares. I shkul çerçivetë. I kalben çerçivetë.*
*2.* Menteshë. *Mbërthej (vë) çerçivetë. I këputen (i dalin) çerçivetë. Del dera nga çerçivetë. Kërcasin çerçivetë.*
ÇERDHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend që e bëjnë zogjtë dhe disa kandrra për të çelur vezët, për të rritur të vegjlit e për të ndenjur të mbrojtur; ba-nesë që e gërmojnë zakonisht në dhe disa kafshë të vogla; fole. *Çerdhe zogjsh. Çerdhe dallëndyshesh (harabelash). Çerdhe grerëzash. Çerdhe minjsh. Çerdhe mushkonjash* pellg me ujë, ku rriten me shumicë mushkonjat. *Çerdhe me thupra (me baltë, me kashtë). Bën (ngre, ndërton) çerdhen. Zë çerdhen.*
2. *fig.* Banesa ku njetiu krijon familjen e vet ose ku rritet, vatra familjare. *Çerdhja familjare. Ngre (krijoj) çerdhen. I prish çerdhen e familjes,*
3. *fig.* Vendi ku rriten dhe edukohen njerëzit për nje veprimtari të caktuar; *keq.* vend, zakonisht i fshehur e i mbrojtur, ku përgatitet për një veprimtari një grup njerëzish. *Çerdhe e gjallë (e zjarrtë). Çerdhe revolu-cionarësh. Çerdhe lirie. Çerdhe e luftës partizane. Çerdhe hajdutësh (kusarësh, diversantësh). Çerdhe spiu-nazhi. Çerdhe e reaksionit.*
4. Institution që kujdeset për rritjen dhe edukimin e fëmijëve deri në moshën tre vjeç. *Çerdhe ditore. Çerdhe stinore. Çerdhja e kooperativës (e lagjes). Fëmijët e çerdhes. Edukatoret e çerdhes. Mosha e çerdhes. Çoj në çerdhe. Marr nga çerdhja.*
5. *usht.* Llogore e veçantë, nga e cila bën zjarr një grup luftëtarësh ose një armë e lehtë. *Çerdhe zjarri. Çerdhe pushkatarësh. Çerdhe mitralozi. Zë çerdhen. Shkatërroj një çerdhe.*

6. *gjuh.* Grupi i fjalëve që janë formuar nga një rTënjë e përbashkët. *Çerdhe fjalësh. Fjalor me çerdhe.*
7. *përmb.* Të vegjlit e një kafshe shtëpiake që kanë lindur dhe që rriten së bashku. *Çerdhja e gicave.*
ÇERDHtKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *zool.* Zog pak me i madh se harabeli, me pupla të murrme pika-pika, që rron nëpër aia dhe që fluturon shumë lart duke kënduar e zbret pastaj pingul me krahë të mbyllur; laureshë e madhe. *Tufë çerdhuklash. Kën-ga e çerdhuklës. Fluturimet e çerdhuklës.*
ÇEREK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Një nga katër pjesët e barabarta, në të cilat ndahet diçka, një e ka-tërta. *Një çerek buke. Një çerek litri (kilogrami). Një çerek ore* pesëmbëdhjetë minuta. *Një çerek shekulli. Çereku i parë i vitit (i shekullit). Një çerek leku. vjet. Një çerek note. muz. Dy metra e një çerek. Në orën dy e një çerek (katër pa një çerek). Kemi bërë çerekun e rrugës.*
2. *vjet.* Çerekje. *E bleu dy çerekë. Nuk vlente as një çerek. ir* E bëj çerekë e bëj copa-copa, e copëtoj.
ÇEREKÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Zanatçi i vogël e i varfër. *Shtëpi çerekçinjsh.*
ÇEREKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Masë drithi e barabartë me njëzet e katër okë (rreth dyzet kilo-gramë); një e katërta e shinikut; ena për këtë masë. *Një çerekë miser. Men (nxë) tri çerekë.*
ÇEREKFINALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *sport.* Ndeshja që bëhet për të përcaktuar kush do të marrë pjesë në gjysmëfinale; *vet. sh.* ndeshjet që bëhen ndër-mjet tetë skuadrave ose lojtarëve, që kanë fituar ndeshjet e mëparshme. *Çerekfinalet e kupës. Ndeshjet e çerekfinales. Dal (hyj) në çerekfinale. Arrij deri në çerekfinale.*
ÇEREKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Monedhë e vogël, që kishte vlerën e një të katërtës së mexhites, pesë groshe. *dha një çerekje.*
ÇEREKKlLËSH,~E *mb.* Që nxë një të katërtën e kilogramit; që ka peshë një të katërt kilogrami. *Qeskë çerekkilëshe. Gur çerekkilësh (i peshores).*
ÇEREKLITËRSH,~E *mb.* Që nxë një të katërtën e litrit. *Shishe çereklitërshe.*
ÇEREKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Enë që merr një çerekë drithë.
2. ji *mb. f.* Që nxë një çereke drithë. *Kusi çerekore.*
ÇEREKSH,~E *mb.* Që është i barabartë me një të katërtën e diçkaje. *Dërrasë çerekshe. Cope çerekshe. Note çerekshe. muz.*
ÇEREKSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë që nxë një të katërtën e litrit ose të kilogramit; diçka që është e barabartë me një të katërtën e së tërës.
ÇEREKSHEKULL,~I m. Periudha e kohës e barabartë me një të katërtën e një shekulli, e katërta e shekullit, njëzet e pesë vjet. *Çerekshekulli i parë (i fundit). Gjatë këtij çerekshekulli.*
ÇEREKSHEKULLOR,~E *mb.* Që zgjat një të katërtën e një shekulli, njëzetepesëvjeçar. *Luftë çe-rekshekullore. Historia çerekshekullore.*
ÇEREP,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Enë bake si tepsi e thellë, në të cilën pjekin bukën. *Bukë çerepi. Një çerep bukë. Shtie (pjek) në çerep. Vë çerepin në zjarr.*2. Saç. *Rrethi i çerepit. Mashë çerepi. Nxei çerepin. Heq (vë) çerepin. 1 hedh prush çerepit. Pjek bukën me çerep.*
3. *fig. keg.* Njeri shumë i shëmtuar në fytyrë.
• E kani çerepin në zjarr *shift te* ZJARR,~I.
ÇEREPORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Bukë e pjekur në çerep, bukë çerepi.
ÇERMENIKAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës i krahinës së Çermenikës (në verilindje të Elbasanit) ose ai që e ka prejardhjen nga Çermenika.
ÇERMENIKAS,~E *mb.* Që lidhet me Çermenikën ose me çermenikasit, që është karakteristik për Çer-mehikën ose për çermenikasit, i Çermenikës ose i çermenikasve; që është krijuar nga çermenikasit. *Malësorët çermenikas. Valle çermenikase. Veshje çermenikase.*
ÇERTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. *vet. sh.* Sen-de të vogla të përdorimit të përditshëm, që shiteshin në dyqan, çikërrima. *Dyqan çertesh. Tezgë me çerte. Shiste çerte.*
*2.* Dyqan i vogël, zakonisht me një tezgë të nxjerrë përpara, ku shiteshin çikërrima. *Çertet e pazarit. Kishte një çerte.*
ÇERTEXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Shitës çikërrimash në një dyqan të vogël, çikërrimtar; shitës shëtitës me një tezgë me çikërrima. *Dyqanet e çerte-xhihjve.*
ÇERTURINA,~T . *vet. sh. vjet. shih* ÇERTE, ~JA i. *Shitës çerturinash.*
ÇERVISH,~I *m. vjet.* 1. *gjell.* Qull që bëhet zakonisht me miell të skuqur, me lëng mishi e me hudhra. *Pule me çervish. Qofte me çervish.*
*2. fig.* Diçka e përzier, çorbë. *E bëri çervish.*
• Është bërë si luge çervishi fut hundët në çdo punë, përzihet kudo.
ÇERR,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Cinxami, ferrak. *Tufë çerrash. I vogël sa një çerr. Ha si çerr* ha shumë pak.
2. Zog i vogël pule, zakonisht i nxjerrë nga një shpend tjetër shtëpiak.
ÇESHIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet. 1.* Lloj malli që shitet; mostër për një lloj malli. *Bleu nga të gjitha çeshitet. Pak nga çdo çeshit. Mbaj për çeshit. Zgjedh një çeshit. E soili për çeshit.*
2. *shih* LLOJ, —I]. *Të një çeshiti. I një çeshiti tjetër j- Nga të gjitha çeshitet. Grurë dy çeshitesh.*
3. *keq.* Mostër, lloj. *Çeshite të shëmtuara.*
•*k* Çeshit me vete njeri me tipare të veçanta, pak të çuditshme.
ÇETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet. 1.* Ai që dike me një çetë për të plaçkitur ose për të bërë ndonjë trimëri duke u ndeshur më të tjerë.
2. Komandant i një çete.
ÇETASH *ndajf.* Luaj çetash: luaj duke u ndarë në dy çeta, lojtarët e të cilave përpiqen të prekin me dorë kundërshtarët.
ÇETEL E,~JA _. *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Shkop ose cope druri e lëmuar, që përdorej si mjet për të mbajtur llogaritë midis blerësit e shitësit, duke e ndarë në dy pjesë të njëjta, në të cilat gdhendeshin
dhëmbëza për numërim; rabush. *Dhimbëzat e çeteles. I mbanin (i shënonin) në çetele. I numëronte në çetele. I kishte në çetele.*
*2.* Shkop ose cope druri e hollë, që ndahej në dy pjesë, nga të cilat njëra i vihej një plaçke ose një sendi për të mos e ngatërruar më të tjerat dhe tjetrën e mbante pronari. *vinin çetele gunës në dërstilë. Puq çetelet.*
3. Dhëmbëz ose qukë që shënohet në një send. *bëj çetele.*
*k* E vë në çetele e mbaj shënim, e shënoj për të mos e harruar a për ta mbajtur parasysh. Jane puthitur çetelja me

çetelen *keq.* janë bashkuar dy njerëz të njëjtë, janë si njëri tjetri, ka gjetur tenxherja ka-pakun.
ÇETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grup i vogël nje-rëzish të armatosur me një kryetar a komandant në krye, që kryejnë veprime të përbashkëta. *Çetat e kreshnikëve. Çetë luftëtarësh. Çetat e lirisë. Çetat e maleve. Çetë kusarësh. Lufta e çetave. Luftëtarët e çetës. Dolën në çetë.*
2. *hist.* Njësi e vogël partizanësh me rreth pesë-dhjetë veta, me një komandant dhe një komisar në krye, gjatë Luftës Nacionalçlirimtare. *Çetë partizane. Çetë territoriale (vullnetare, e vendit)* reparte vetë-mbrojtjeje jo të rregullta, që kapnin armët për të luftuar së bashku me partizanët ose për t'i bërë ballë armikut në krahinat e çliruara. *Çeta "Selam Musaj". Komisari (komandanti) i çetës. Aksionet e çetës. For-mimi i çetës. U mbush mali me çeta.*
3. Njësia më e madhe e organizatës së pionierëve në një shkollë ose në një kamp, që përmbledh disa kompani. *Çeta e pionierëve. Çeta e shkollës. Çeta e kampit. Shtabi (udhëheqësi) i çetës. Flamuri i çetës. Mbledhja e çetës.*
4. *etnogr., vjet.* Grup familjesh me prejardhje të përbashkët, vëllazëri; farefis. *Agai i çetës. Martesa jashtë çetës. Nuk ka çetë këtu ai* nuk ka farefis të tij këtu. *Mbledh çetën.*
5. Tufë njerëzish; grumbull njerëzish ose sendesh të tjera, grup. *Çetë njerëzish. Çeta e krushqve. Çetë fëmijësh. Çetë ullinjsh.*
6. *krahin.* Lagje.
7. Lojë fëmijësh të ndarë në dy grupe, që përpiqen të prekin me dorë kundërshtarët, loja "ta lashë"; prekja që i bën një lojtar kundërshtarit në këtë lojë. *Çeta më të lënë. Çeta më të mbyllur. Luajmë çetën.*
8. *vjet.* Çetim. *Doli për çetë.*
*k* E laj çetën marr hakun më të tepërt, e kapërcej masën. I la çetën *shih te* LË. Çetë vullnetare forme e organizimit dhe e stërvitjes ushtarake të po-pullsisë për mbrojtjen, ku marrin pjesë të moshuarit dhe grate (në grupe sipas lagjeve dhe fshatrave).
ÇËTËZ,~A . Lojë, në të cilën lojtarët njëri pas tjetrit hedhin larg nga një shkop ultas, duke synuar që secili të prekë sa me shumë shkopinj të hedhur më parë nga shokët; prekja e njërit shkop me tjetrin në këtë lojë. *Luaj çetëzën. I lë çetëzën* e prek shkopin dhe i lë radhën kundërshtarit. *Laj çetëzën* muaroj radhën për të prekur shkopinjtë,
ÇETIM,~I *m. vjet.* Veprimi sipas kuptimit të foljes ÇETOJ. *Doli për çetim. Lëshoi kushtrimin për çetim.*
ÇETlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Pishë ezçzë, borigë. *Çetinë e zezë* harmoç. *Pyll çetine. Mai me çetinë.*
2. *vet. sh. fig.* Flokë të ashpëruar e të ngritur për-pjetë. *Kreh çetinat. Kap për çetinash. I janë bërë flokët çetina.*
ÇETOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *vjet.* Dal me një çetë për të sulmuat dike a për t'u ndeshur me dike, për të plaçkitur, për të gjuajtur etj. *Çetonte çeta. Delnin të çetonin. Çetonin larg. U nisën për të çetuar malit.*
ÇETËR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë e drunjtë në trajtën e një kupe me bisht, në të cilën mbajnë bulmet ose ndonjë ushqim tjetër; kupë e drunjtë. *Çetur me qumësht (me dhallë). Mbush çeturin. Hanin në çetur. Pinte qumësht me çetur. Prilli mbulon gurët, maji mbush çeturët. fj.u.*
ÇEVRE,~JA . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Shami prej pël-hure të bardhë, e qëndisur anëve, që mbahej për të fshirë duart ose për të lidhur kokën. *Çevre dore. Çevre koke. Çevreja e brezit. Vë (lidh) çevrenë. Fshij me çevre. Me çevre në brez. Qëndis çevrenë.*
ÇEZMAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Ai që ndërtonte dhe ndreqte çezmat e burimeve. *Pu-nonte si çezmaxhi.*
ÇEZMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gyp a lug nga ku rrjedh ujë i pijshëm, që vjen prej ujësjellësit ose prej një burimitëmbuluar; burim i mbuluar, nga ku uji rrjedh nëpër një gyp. *Çezmë e ftohlë. Çezmë e njomë* çezmë që ka ujë gjithnjë. *Çezmë e thatë* çezmë që shteron gjatë verës. *Çezmat e fshatit. Ujë çezme. Pi në çezmë. Mbush ujë në çezmë*
*-k* Të çon (të shpie) në njëqind (në dyzet) çezma (në krua, në shtatë kroje) e s'të jep ujë *shih te* KRUA, KROI.
ÇËisiJTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me ulet pjesa e ënjtur e trupit; *kund.* ënjtem. *Çënjtet dora. lu çënjtën sytë. lu çënjt plaga.*
ÇËNJTJE,~A . Veprimi sipas kuptimit të foljes ÇËNJTEM. *Çënjtja e plages. Çënjtja e krahut.*
ÇËNJTUR (i,e) *mb.* Që i është ulur pjesa e ënjtur, që është k'hyer në gjendjen e mëparshme; *kund.* i ënjtur. *Duar të çënjtura. Fytyrë e çënjtur.*
ÇIiSHTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Anë ose pike e një pune a e një dukurie, që ka nevojë të shqyrtohet e të rrihet për ta zgjidhur; temë ose një anë e saj, për të cilën ka diskutime, mosmarrëveshje a dyshime; gjendje që kërkon një zgjidhje, problem. *Çështje e rëndësishme. Çështje e mprehtë. Çështje kyç. Çështjet kryesore. Çështje e vështirë (e ndërlikuar, e errët). Çështje e diskutueshme (e pazgjidhshme). Çështje e veçantë. Çështje e hapur. Çështje parimore. Çështje shoqërore (politike, ekonomike, shkencore). Çështja kombëtare. Çështja fshatare. Çështja e kufijve. Çështjet e ditës. Çështja në fjalë. Thelbi i çështjes. Zgjidhja e një çështjeje. Ngre (shtroj, zgjidh) një çështje. Shqyr-toj (trajtoj, rrah, prek, ndriçoj, sqaroj) një çështje. Me del një çështje. Çështja shtrohet kështu. E bëj çështje të të gjithëve. Kjo është çështja.*
2. *vet. nj.* Një punë ë madhe për të cilën përpiqemi ose një qëllim i rëndësishëm për të cilin luftojmë, tërësia e interesave dhe e kërkesave që përkrahim; kauzë. *Çështje e drejtë. Çështja e përbashkët. Çështje fisnike. Çështja e revolucionit. Luftoj për një çështje.*
*I shërbej një çështjeje. Bujqësia — çështje e gjithë popullit. Në luftë për çështjeit e Partisë e të popullit, të jemi gal i!*
3. Rrethanë ose punë që prek drejtpërdrejt dike ose që vaxet dhe përcaktohet nga diçka tjetër. *Çështje nderi. Çështje lavdie. Është çështje kohe* varet nga koha, do të kryhet sapo të plotësohet koha e nevojshme.
4. *zyrt.* Ngjarje a fakt, që lidhet me veprimtarinë e dikujt dhe që shqyrtohet nga ana gjyqesore ose administrative; dokumentet për këtë ngjarje a fakt ose për njeriun që ka të bëjë me to. *Çështje penale. Çështja e shpërdorimeve. Dosja e çështjes. Shqyrtoj (gjykoj, hetoj, ndjek) një çështje. Rishikoj çështjen.*
• Çështje jete a vdekjeje *shih te* JETË,~A $_2$. E bëj çështje e ngre më të madhe diçka; e kërkoj me këmbëngulje, tërheq vëmendjen e të gjithëve për diçka. E bëj çështje të përbashkët veproj së bashku me një tjetër (zakonisht për një punë të shtrembër). për se është çështja? për se është fjala, ç'problem ka dale, si është puna?
ÇFARË për *em.* I. *pyetës.* 1. Përdoret në fjali pyetëse përpara foljeve për të pyetur drejtpërdrejt ose tër-thorazi

për një send, për një dukuri a për një veprim të panjohur, që duam ta dime; ç'. *Çfarë po nxjerr? Çfarë është kjo ? Çfarë kërkon prej nesh ? Çfarë i thanë atje? Çfarë po ndodh? Me çfarë të vishem? Çfarë u be?*

2. Përdoret në fjali pyetëse përpara emrave në rasën rrjedhore të pashquar për të pyetur drejtpërdrejt ose tërthorazi për natyrën, llojin, tiparet a ve-çoritë e një qenieje, të një sendi, të një dukurie ose të një veprimi; cili, ç'. *Çfarë mjeshtërie ka? Çfarë njeriu është? Prej çfarë lënde bëhet? Me çfarë detyre është ngarkuar? Çfarë kafshësh rriten atje?*

3. Përdoret për te pyetur për punën e detyrën e një njeriu në marrëdhënie më të tjerët ose për lidhjet e tij familjare etj.; kush. *Çfarë e ke ate djalë? Çfarë e keni atë në institut? Çfarë je ti këtu?*

4. Përdoret kur Kërkojmë që të përsëritë bashkë-biseduesi atë që nuk e kemi dëgjuar ose që nuk e kemi kuptuar mirë. *Çfarëi — thuaje edhe një here, të lutem!*

5. Përdoret ne fjali thirrmore, kur shprehim habi për shkallën e shfaqjes së tipareve të një qenieje, të një sendi, të një dukurie a të një veprimi; ç\ *Çfarë trimash! Çfarë dite e bukur! Çfarë guximi! Çfarë pune e madhe që është bërë! Çfarë njeriu i mirë që ishte! U bënë përgatitje e çfarë përgatitjesh!*

6. Përdoret para një foljeje në fjali thirrmore ose në pyetje retorike, që nenkuptojnë përgjigjen mohuese “asgjë”. *E çfarë është ai? E çfarë të gjeti? E çfarë të tha? E çfarë fitove? Çfarë ka për t'u çuditur këtu? Çfarë tjetër donte prej meje?*

7. Përdoret në fjali thirrmore që shprehin habi, ose në fjali mohuese të cilat nenkuptojnë përgjigje pohuese me kuptimin: gjithçka, çdo gjë; çmos; ç'. *Çfarë nuk i bën dora! Çfarë nuk i tha! Çfarë s'kam parë atje! Çfarë të shihje atje me pare!*

8. Përdoret së bashku me pjesëzën “ja” kur dikush fillon të tregojë a të numërojë diçka drejtpërdrejt ose kur e përmbyll tregimin a numërimin. *Ja çfarë tha ai. Ja çfarë me tregoi. Ja çfarë me pane sytë. Ja çfarë bleva. Ja çfarë me solli. Ja çfarë duhet të kemi parasysh.*

9. Përdoret së bashku me pjesëzën “ja” për të shprehur habi, kënaqësi, zemërim, përçmim etj. *Ja çfarë paske bërë! Ja çfarë të gjeti! Ja çfarë do të thotë tëjesh kokëfortë!*10. Përdoret në disa togje foljore që shprehin në mënyrë të papërcaktuar veprimin nëpërmjet për-sëritjes së foljes. *U be çfarë ubë... U tha çfarë u tha...*

It. *lidhor.* Përdoret për të lidhur një fjali të varur kundrinore ose kryefjalore dhe ka kuptimin: ai (ajo, ata, ato) që; gjithçka që. *Nuk e di çfarë kërkonte. Ha çfarë të duash. Çfarë u vendos, të zbatohet. Mos harro çfarë të thanë!*

ÇFARËDO *pakuf.* 1. Përdoret para emrave në ra-sën rrjedhore për të shënuar secilin frymor, send a dukuri pa dallim, pavaresisht nga natyra, lloji, tiparet a veçoritë që ka, për të shënuar çdo qenie, send a dukuri pa dallim; çdo; gjithfarë. *Çfarëdo njeriu. Çfa-rëdo gjëje. Çfarëdo pune. Në çfarëdo kushtesh. Në çfarëdo ore. Me çfarëdo mënyre (mjeti). I çfarëdo lloji. Të çfarëdo shkalle.*

2. *përd. mb.* I çfarëdoshëm. *Një libër çfarëdo. Një këngë çfarëdo. Në një mënyrë çfarëdo.*

3. *si em.* Çdo gjë, çdo send. *Ha çfarëdo. Bëj çfarëdo, Çfarëdo qoftë. Çfarëdo që t'i thonë.*

ÇFARËDOLLOJ *pakuf.* Çdo lloj, çfarëdo, gjithfarë, *Çfarëdolloj pune. Çfarëdolloj libri. Çfarëdolloj ngjyre. Me çfarëdolloj arme. Në çfarëdolloj rretha-nash.*

ÇFARËDOLLOJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I çdo-llojshëm; i gjithfarshëm. *Largest e çfarëdollojshme. Vijë e çfarëdollojshme. Të dhëna të çfarëdollojshme.*

ÇFARËDOLLOJTË (i,e) *mb. shih* ÇDOLLOJ-SHËM(i), ~ME(e).

ÇFARËDOSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. I çdo lloji pa dallim, i çdollojshëm. *Send i çfarëdoshëm. Libër i çfarëdoshëm. Numër i çfarëdoshëm. Kend i çfarëdoshëm. Në një rast të çfarëdoshëm.*

2. Që nuk dallohet për diçka, i rëndomtë, pa ndonjë vlerë të veçantë; që është a që bëhet dosido. *Punë e çfarëdoshme. Njeri i çfarëdoshëm.*

ÇFARËSI,~A . *gjuh., vjet.* Plotës i çfarësisë: për-caktor që tregon lloj in a farën e asaj që shënon emri.

ÇHUNDORËZIM,~I *m. gjuh.* Humbja e hun-dorësisë nga një tingull i gjuhës, kalimi i një tingulli hundor në tingull gojor. *Çhundorëzimi i zanoreve.*

ÇIBAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lungë me qelb, që zë shtrat thellë nën lëkurë në rrënjët e qimever ose në gjëndrat e dhjamit; i thatë. *Çibanët e qafës. Shtrati i çibanit. 1 doli një çiban. Piqet çibani. Shtrydh çibanin.*

*it* Si qelbi në çiban *shih te* QELB,~I. Lëpijnë çibanët (plagët) e njëri-tjetrit *keq. shih te* LËPIJ.

ÇIBUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Llullë, zakonisht prej druri, me kokë e me bisht të gjatë për të pirë duhan; cigarishte me bisht të gjatë. *Çibuk i gdhendur. Çibuk shqope. Bishti i çibukut. Koka e çibukut. Ndez çibukun. Mbush çibukun me duhan. Thith (shkund) çibukun. Pi me çibuk.*

2. *bujq.* Bisk a degë e hollë, që pritet nga një pemë për t'u mbjellë. *Çibuk hardhie. Çibuk ulliri (ftoi). E mbjellin me çibukë. Shumëzohet me çibukë.*

ÇIBUKÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* 1. Ai që bënte dhe shiste çibukë; çibukpunues.

2. Ai që rrinte prane një të pasuri dhe i shërbente për t'i ndezur çibukun. *Çibukçiu i pashait.*

3. *fig. keq.* Ai që është vënë në shërbim të dikujt; shërbëtor. *Çibukçinjtë e pushtuesve.*

ÇIBUKPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën
çibukë, ai që merret me punimin e çibukëve.

ÇICËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. Lastar i hollë e i drejtë, që del nga trungu i një druri të prerë, pinjoll. *Ka lëshuar çicrra.*

ÇlÇË,~A . *fëm.* Ujët e hollë. *Bën çiçën. I shpëtoi çiça.*

ÇIÇËLLOHET *vetv.,* ~tJA (u), ~CAR. Bën ujët e hollë (foshnja ose fëmija i vogël).

ÇIÇIBANOZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Dru i ven-deve të ngrohta, me gjethe gjithnjë të gjelbra, me lule të vogla, që e bën frytin në trajtë bishtajash të mëdha e të ëmbla; fryti i këtij druri që përdoret i thatë si ushqim për njerëzit e për kafshët; bathe deti. *Druri i çiçibanozit. Bishtaja çiçibanozi. I tharë si çi-çibanoz. I ushqenin kuajt me çiçibanoz.*

ÇIDlKË,~T *m. vet. sh.* Tirq prej shajaku të bardhë, që vijnë të gjerë sipër e të ngushtë nga gjuri e poshtë dhe që zakonisht zbukurohen me një rrip te zi anash; kofsharë. *Çidikë shajaku. Një pale çidikë. Mbanin çidikë. Bëj (qep) çidikë. I veshur me çidikë.*

ÇIFÇl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *hist.* Bujk pa tokë, që punonte një cope nga pronat e çifligarit dhe që mbante

për vete vetëm një pjesë të prodhimit (në vendet me marrëdhënie feudale në prodhim; në të ka-luarën edhe në Shqipëri). *Familje çifçinjsh. Fshatarët çifçinj. Lufta e çifçinjve. Punonte token me çifçirtj.*

ÇIFLlG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET *hist.* 1. Prone toke e trashëgueshme e feudalëve ose e çifli-garëve, që punohet nga bujqit (në vendet me marrëdhënie feudale në prodhim; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Çiflig i madh. Pronari i çifligut. Sistemi i çifligjeve. Të ardhurat nga çifligu. Shkatërrimi i çifli-gjeve. Vinin çifligje. I linin çifligjet trashëgitn. I shpro-nësuam çifligjet.*

*2.* Shtëpia e një çifligari në fshat, së bashku me ndërtesat e tjera dhe me tokat përreth. *Banon në çiflig. Shkonin verën në çiflig.*

-• E ka bërë çiflig vepron me një pasuri të huaj sikur ta ketë të vetën; bën si të dojë në një vend, merr nëpër këmbë interesat e një vendi.

ÇIFLIGAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pronar i madh tokash, që i punon këto duke shfrytëzuar bujqit, pronar çifligjesh (në vendet me marrëdhënie feudale në prodhim; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Çifli-gar i madh (i vogël). Çifligarët e pasur. Tokat e çifli-garëve. Përmbysja e çifligarëve. Iku koha e çifligarëve.*

2. *keq.* Ai që shfrytëzon dhe merr nëpër këmbë të drejtat e të tjerëve, ai që sillet me egërsi e me për-buzje ndaj njerëzve të thjeshtë, ashtu si përfaqësuesit e klasës feudale. *Çifligar i ri.*

ÇIFLIGAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me çifligarët ose me pronat e tyre, që i përket klasës së çifligarëve, i çifligarëve; që lidhet me sundimin e çifligarëve dhe të sistemit të çifligjeve. *Klasë çifligare. Shtresë çifligare. Marrëdhënie çifligare. Vend çifligar. Ekonomia çifligare. Zgjedha çifligare.*

2. *keq.* Që është karakteristik për çifligarët, që shpreh interesat e klasës së çifligarëve; që është veti e çifligarëve dhe e mënyrës së jetesës së tyre, të mbështetur në shfrytëzimin dhe në përbuzjen e popullit të thjeshtë. *Botëkuptim çifligar. Qëndrim çifligar. Sjellje çifligare.*

ÇIFLIGARO-BORGJEZ,~E *mb.* Që mbështetetnë sundimin e çifligarëve dhe të borgjezisë; që ka një ekonomi, e cila zhvillohet në rrugën kapitaliste duke ruajtur sistemin e çifligjeve. *Vend çiftigaro-borgjez. Rend (regjim) çifligaro-borgjez. Qeveri çifligarobor-gjeze.*

ÇIFLIGSAHIBI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Pronar i tnadh tokash në sistemin çifligar, çifligar i madh. *Shtresa e çifligsahibinjve.*

ÇIFT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dy frymorë, dy sende a dy dukuri të njëjta, që merren së bashku ose që nu-mërohen si një njësi; dyshe. *Një çift valltarësh. Një çift lojtarësh (sportistësh). Një çift kuajsh (qesh). Dy çifte aeroplanësh. Një çift shtyllash. Çifte gjethesh. Një çift trekëndëshash. Çift forcash. fiz. I ndaj në çifte.*

2. Dhëndri me nusen ose i fejuari dhe e fejuara së bashku; një burrë e një grua ose një djalë e një vajzë që vallezojnë së bashku. *Çift i ri (i bukur). Çift i zgjedhur. Çifte të rinjsh. Vallezojnë çiftet. Ecin në çifte. Uroj çiftin. V ndanë në çifte. E bëj çift. bised.* e martoj. *Të trashëgohet çifti! ur.*

3. Mashkulli dhe femra që jetojnë bashkë për t'u shumëzuar (për kafshët). *Një çift pëllumbash. Një çift lepujsh.*

4. *bised.* Ai që është njësoj me një tjetër, ai që ka të njëjtat tipare a cilësi me një tjetër; shok. *Çifti im. S'i gjendet çifti (nuk ia gjen çiftin)* nuk ka tjetër si ai, nuk ka shok.

5. *vet. sh.* Dy pafta prej metali të bashkuara në një bosht, që mbërthehen në anë të kanateve të dyerve, të dritareve, të dollapëve etj. për t'u rrotulluar kur hapen e mbyllen; menteshë. *Çiftet e derës. Çiftet e dritares. Vajos çiftet.*

ÇIFT,~E *mb.* 1. Që përbëhet nga dy pjesë ose nga dy njësi të njëjta; që i ka të vendosura dy e nga dy pjesët e veta. *Portë çifte. Gardh çift. Bërthamë çifte. Organet çifte. Pendë çifte. Gjethe çifte.*

2. *mat.* Që pjesëtohet pa mbetje me numrin dy; par; *kund.* tek. *Numër çift. Jane çift. I bëj çift.*

3. Që shënohet me numrin dy ose me një shumë-fish të tij; *kund.* tek. *Dhomat çifte.*

•*k* Shtiem tek a çift *shin tek* TEK,~E.

ÇIFT *ndajf.* 1. Nga dy, për dy; në grupe dy e nga dy. *Çift e çift. Shkojnë çift. Ecin çift. Rrinë çift.*

*1. krahin.* Njësoj; baraz. *E bëj çift me diçk a tjetër. E lë çift lojën (garën).*

*-k* I bëri veshët çift (bigë, curr, gërshërë, pipëz) *shih te* PIPËZ,~ZA. I bëri këmbët çift (baras, kizë) *mospërf. shih te* KËMBË,~A.

ÇIFTAR,~E *mb.* 1. Që ka lindur së bashku me një tjetër nga e njëjta mëmë; binjak. *Djem çiftarë. Motra çiftare. Vëllezër çiftarë.*

*2.* Që jeton me femrën për t'u shumëzuar (për kafshët). *Ujk çiftar.*

ÇIFTAS *ndajf.* Nga dy, për dy, çift. *Çiftas e çiftas. ftrinin çiftas. Këndonin çiftas.*

ÇIFTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Armë zjarri me dy tyta për gjah. *Çifte gjahu. Tytat e çiftes. Saçma (barut) për çifte. Leje për çifte. Mbush çiften. Shtie (gjuaj) me çifte.*

*2.* Pincë a mashë e vogël me dy maja të holla, që përdoret për të kapur sende të imëta. *Çiftja e argjen~ 4arit.*

3. Dy kuti të lidhura së bashku, njëra prej të cilave mbushet me sheqer dhe tjetra me kafe të bluar. *Çiftja e kafes. E mbaj kafen në çifte.*

ÇIFTELI,~A . *sh.* ~, ~TË. Vegël muzikore po-pullore me dy tela, e përbërë nga një kasë e vogël druri me bisht të gjatë dhe së cilës i bien me pendë. *Telat e çiftelisë. Pjesë për çifteli. I bie çiftelisë. Shoqëroj me çifteli.*

ÇIFTELI,~E *mb. bised.* 1. Që ka dy kurora në
kokë a dy njolla me qime të ngjyrave të ndryshme. *Djalë çifteli. Kale çifteli.*

2. *fig.* Që zemërohet dhe që nevrikoset menjëherë, i sertë; idhnak. *Plak çifteli.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

ÇIFTELIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie çiftelisë.

ÇIFTËSI,~A . *libr.* Të qenët e dy njësive ose e dy pjesëve të njëjta a të ngjashme si një bashkësi e vetme, të qenët i vendosur dy nga dy; të qenët çift. *Çiftësia e izotopeve. Çiftësia e numrave.*

ÇIFTËZ,~A . Dy kurora ose dy dredhëza në flokët e një njeriu ose në qimet e kokës së një kafshe. *Çiftëza e flokëve. Çiftëza e kalit. E ka djalin me çiftëz në kokë.*

ÇIFTËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* ÇIFTIM, ~l. *Çiftëzimi i qeve. Çiftëzimi i lopëve.*

ÇIFTËZOHEM *vetv. shih* ÇIFTOHEM.

ÇIFTËZ OJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. *shih* ÇIFTOJ.
*Çiflëzoj krahët e punës. Çiftëzoj lopën.*

ÇIFTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇIFTOJ, ÇIFTOHEM. *Çiftimi i qeve të*

*parmendës. Çiftimi i bagëtive. Çiftimi i lopëve. Bëj çiftimin.*
ÇIFTOHEM *vetv.* 1. Bashkohem, afrohem ose lidhem në çift me dike a me diçka tjetër të njëjtë; bëhem dy e nga dy. *Çiftohen qelizat. Çiftohemi për punë.*
*2. vet. veta III.* Bashkohet femra me mashkullin për t'u mbarsur; ndërzehet. *Çiftohet lopa me dem.*
3. *Pës. e* ÇIFTOJ.
ÇIFT OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I vë bashkë dy e nga dy; i bashkoj ose i lidh në çifte; i bëj çift. *Çiftoj një pendë qe. Çiftoj krahët e punës. Çiftoj dy vegla.*
2. Bashkoj femrën me mashkullin për t'u mbarsur; ndërzej. *Çiftoj lopën me dem. E çiftoj me mëzat.*
ÇIFUT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesëtar i një populli, që banonte në Palestine deri në shekujt e parë të erës sonë dhe që me pas u shpërnda në vende të ndryshme të botës; ai që e ka prejardhjen nga ky popull dhe që banon sot në Izrael ose në vende të tjera të botës; hebre. *Gjuha e çifutëve. Ndjekjet kundër çifutëve.*
2. *fig. bised., keq.* Njeri shumë dorështrënguar dhe që në çdo gjë shikon përfltimin e vet.
ÇIFUT,~E *mb.* Që lidhet me çifutët, që është karakteristik për çifutët, i çifutëve; që është krijuar nga çifutët; heVaik. *Populli çifut. Shkollë çifute.*
ÇIFUTËRI,~A . *përmb. bised.* Tërësia e çifutëve gjithë çifutët. *U mblodh çifutëria.*
ÇIK,~U *m. sh.* ~A, ~AT. Fjalë e thënë me thumb ose qëndrim për të ngacmuar dike që të ndeshet a tëmatet për diçka, duke i lënë të kuptojë se nuk është i aftë e i forte për këtë; shkas për t'u kapur. *Flet me çik. Hedh çik. I jap (i lëshoj, i shtie) çik dikujt. Do (kërkon) çik.*
ÇIK i *kal.,* ~A, ~UR. 1. Prek lehtë; takoj, cek. *Çik krahun. Çik fiokët. E çiku në sup. Sa e çika me gisht. E çiku padashur.*
*2. fig.* Përmend ose trajtoj shkurt diçka, cek. *Çik një çështje.*
3. Ngacmoj lehtë me fjalë dike. *E çikën fëmijët.*
*4. jokal* Prek a takon lehtë në diçka. *Çiku në tokë. Çiku në fund të detit.*
ÇIK H *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ndaj diçka në copa a në pjesë shumë të vogla, bëj çika-çika; grij. *Çik bukën. Çik mishin. E çik me thikë.*
2. *vet. vet a III jokal.* Pikon nga pak, rrjedh me pika të vogla, cirkon; gjerbon pak. *Çik uji. Çik shtë-pia. Nuk çik çatia.*
ÇlKA-ÇIKA *ndajf.* 1. Në copa a në pjesë shumë të vogla, në shumë çika. *E bëj çika-çika. E thyej çika-çika. Grij çika-çika. E grisi letrën çika-çika.*
*2.* Pak e nga pak, çikë e riga një çikë, me çika. *Mbledh çika-çika. I prishi paratë çika-çika.* J? *bëmë rrugën çika-çika.*
ÇIKALARMË *mb.* Cërkalarmë, pikatarmë.
ÇIKALOR,~E *mb.* Cërkalor, pikëlor. *Thëllëzë çikalore. Gjarpër çikalor.*
ÇIKASH *ndajf.* Në copa a në pjesë shumë të vogla; çika-çika. *E bëri çikash. E grisi çikash.*
ÇlKEM *vetv.* 1. Prekem a puqem lehtë me dike ose me diçka; takohem, cekem. *Çiken lundrat. U çikën në rrugë.*
*2, Pës. e* ÇIK 11,$_2$.
çlKET. *Pës. e* ÇIK n i. *Çiket buka (mishi). Çiket me thikë.*
ÇIKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope a pjesë e vogël, që këputet nga diçka ose që del kur thyhet, copëtohet a grihet diçka; grime. *Çika buke (mishi). Çika letre. Çika balte.*
2. Një sasi ose një pjesë fare e vogël nga diçka, një pakicë, një grime. *Ha një çikë bukë. Piu një çikë ujë. Do edhe një çikë kripë. Mblodhi (mori) vetëm ca çika, la dha edhe ato çika që kishte. I tha ato çika që dime.*
3. Pjesë kohe shumë e vogël, kohë e shkurtër që zgjat shumë pak. *Një çikë here. për një çikë. Pas një çikë. Prit një çikë.*
4. *krahin.* Pike e vogël uji që bie nga çatia; vendi në çati ku pikon shiu; buza e çatisë jashtë murit ku rrjedh uji i shiut; strehë; gjerbë. *Çikat e shiut. Çikat e shiëpisë. Çika e mullirit. Pikojnë çikat. Zë çikat. Hyj (futem) nën çikë.*
5. Pike a pullë shumë e vogël me ngjyrë tjetër në një s;ipërfaqe, në trupin ose në lëkurën e disa kafshëve dhe të disa njerëzve; njollë e vogël. *Çika të zeza (të hirta). Çikat e fytyrës. Gjarpër me çika. I ka rrobat me çika. E bëj me çika* e stërpik.
6. Çikëza e syrit; lulëz. *Çika e syn't. I ka rënë çika.*
7. *krahin.* Shkëndijë, xixë. *Çika zjarri. Çikat e urorit. Lëshon çika,*
8. *zool., krahin.* Xixëllonjë. *Çikat e nates. Dolën çikat.*
9. *vet. sh. krahin.* Degë të vogla e copa të thata druri që përdoren për të ndezur zjarrin, shkarpa. *Mbledh çika. Na sill ca çika. E ndez zjarrin me çika.*
10. *fig.* Pjesa më e zgjedhur dhe më e mirë e diçkaje a e një grupi njerëzish, balli, lulja. *Çika e trimërisë.*
11. *përd. mb. fig.* Shumë i mirë, i zoti e trim, që i ka të rrallë shokët. *Atë çikë vëlla. At çikë djalë.*
12. *përd. mb. fig. mospërf.* Përdoret pranë një emri për të treguar se një njeri a një send është i vogël, i parëndësishëm, pa ndonjë vlerë të madhe. *Ajo çikë letërsie. Atë çikë grua që kishte.*
13. *përd. ndajf.* Në copa a në pjesë shumë të vogla, çika-çika. *E bëri çikë* e copëtoi shumë, e griu imët.
• (Burrë, djalë, trim...) me çika trim e i zoti, që shquhet midis të tjerëve. Asnje çikë aspak; fare. për një çikë për pak, gati sa, për një fije, pothuaj. Çikën e pikën gjithçka, çdo gjë. Çikë e nga një çikë pak nga pak. Pa çikë e pa nishan pa lënë asnjë gjur-më, pa nam e pa nishan. Jep çikë *dikush a diç-k a* nis të dale, zë e shfaqet. I doli çika *diçkaje* doli në shesh, u zbulua. E bëri cope e çikë (cope, thë-rrime, cope e kothere, cope e thërrjme, cope e grime) *shih te* BËJ. I lëshojnë (i bëjnë, i nxjerrin) sytë çika (xixa, shkëndija) *shih te* SY,~RI.
ÇlKË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Vajzë, çupë. *Çikë e vogël. Djem e çika. Çikat e malësisë. Ka tri çika.*
ÇIKË,~A HI . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog i vogël shtegtar që i ka puplat ngjyrë ulliri në pjesën e sipërme të trupit, të bardha në të verdhë në pjesën e poshtme.
-A- *ÇIKË E VOGËL zool. Zog* i vogël me kaçule të verdhë në majë të kokës, me pupla ngjyrë ulliri në pjesën e sipërme të trupit dhe me dy rripa të bardhë e të hollë në krahë.
ÇIKËL,~LA . *kryes. sh.* ~LA, ~LAT. 1. Cope shumë e vogël e diçkaje të ngurtë, që është thyer, copëtuar ose grirë, çikë e Vogël; cifël. *Çikla letre. Çikla mishi. Çikla buke. Çikla dheu. Çikla guri.*
*2.* Pike e vogël uji ose e diçkaje tjetër të lëngshme; cirkë, stërkitë. *Çiklat e ujit. Çiklat e pështymës. V be me çikla.*
*-k* Çikël e pikël në shumë copa të vogla, cope e çikë.

ÇIKËLIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve ÇIKËLOJ, ÇIKËLOHEM. *Çikëlimi i mishit (i letrës). Çikëlimi i shiut.*

ÇIKËLOHEM *vetv. 1.* Spërkatem me pika shumë të imëta, stërpikem; ndotem me pika balte ose të një lënde tjetër. *V çikëlova me ujë. U çikëlua me yndyrë. Iu çikëluan rrobat e lara.*

*2. Pës. e* ÇIKËLOJ 1,2.

ÇIKËLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ndaj diçka të ngurtë në shumë copa të vogla, bëj çika-çika; grij. *Çikëloj letrën. Çikëloj mishin. E çikëloj me hanxhar.*

2. Spërkat me pika të vogla uji, stërpik; e ndot me pika balte ose të një lënde tjetër. *E çikëloj me ujë. I çikëloi rrobat. E çikëloi me baltë. E çikëloi murin.*

3. *krahin.* Ndez zjarrin me degë të holla a me shkarpa. *Çikëloj zjarrin.*

*4. vet. veta III jokal.* Pikon nga prjc; gjerbon;bie me pika shumë të vogla, ciikoo, çik (zakonisht për shiun). *Çikëlon shi. Çikëlon çatia.*

ÇIKELORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. XixëUonjë. *Çikëloret e nates. Dolën çikëloret.* 2. *fig.* Grua mendjelehtë.

ÇIKËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. 1. Cope shumë e vogël që është këputur nga diçka ose që del kur thyhet a copëtohet diçka, çikël. *Çikërr druri (gwi). Çikrra pambuku. Mblodhi ca çikrra.*

2. Send a gjë shumë e vogël. *Me jep ndonjë çikërr.*

3. Curril; burim me një curril ujë. *Çikërr uji. Çikrra e kroit. Del çikërr. I shkonin lotët çikërr.*

4. *shih* ÇIKË,~Ai7> n. *Çikërr zjarri.*

ÇIKËRR,~RRI *m. sh.* ~RRA, ~RRAT *zool.* Karkalec.

ÇIKËRRAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Burim i vogël me një curril të hollë uji.

ÇIKËRRI,~TË . *vet. sh.* Çikërrima. *Merret me çikërri.*

ÇIKËRRlMË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1.
Sende të vogla të përdorimit të përditshëm, gjëra të vogla; artikuj të imët, të nevojshëm në jetën e për-ditshme dhe që kushtojnë pak. *Çikërrimat e shtëpisë. Çikërrimat e fëmijëve. Dyqan çikërrimash. Shet çikërrima. Mbledh gjithfarë çikërrimash.*

2. *fig.* Punë e vogël dhe e parëndësishme, diçka pa vlerë e pa rëndësi, vogëlsirë. *Çikërrimat e ditës. Merret me çikërrima. I foli rëndë për një çikërrimë.*

ÇIKËRRIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Ai që shiste çikërrima, tregtar a shitës çikërrimash. *Çikërrimtar shëtitës. Dyqani i çikërrimtarit.*

2. *fig.* Ai që merret me gjëra të vogla e të parëndë-sishme, ai që merret me vogëlsira.

CIKËRRON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. Pikon nga pak; bie me pika shumë të vogla (zakonisht për shiun). *Çikërron uji. Çikërron kroi. Po çikërronte shiu.*

*2.* Lëshon shkëndija, nxjerr xixa. *Çikërron zjarri. Çikërron guri i strallit.*

3. *kal.* Çikëlon, stërpik. *çikërroi fytyrën.*

ÇIKËT (i,e) *mb.* Që është shumë i vogël; që vjen i imët, i pakët. *Njeri i çikët. Fytyrë e çikël.*

ÇIKËTOHET. *Pës. e* ÇIKËTOJ.

ÇIKËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ndaj diçka në copa shumë të vogla, bëj çika-çika; grij ose gris fije-fije. *Çikëtoj bukën. I paska çikëtuar rrobat.*

2. Ndaj pak e nga pak, shpërndaj në pjesë të vogla. *Çikëtoj ujin në are.*

ÇIKËVERË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* Xixellonjë. *Dolën çikëverat.*

ÇIKËZ,~A i . Pike e vogël e bardhë që del në beben e syrit për shkak të një sëmundjeje; lulëz. *ka rënë çikëza. la vret syrin çikëza.*

ÇIKËZ,~A ii *f.sh.* ~A, ~AT. Mjet peshkimi I përbërë nga një rrjetë e vogël me dy shkopinj anash, që tërhiqet brenda në ujë nga dy veta dhe që përdoret zakonisht për të gjuajtur në vende të ngushta; mjet peshkimi, i përbërë nga një rrjetë katërkëndëshe e lidhur në cepa me dy kularë, që ulet në ujë e ngrihet me një dru të gjatë dhe që përdoret zakonisht për të gjuajtur ne lume. *Shkopinjtë e çikëzës. Druri i çikëzës.*

ÇIKJE,~A i *f.sh.* ~E, ~ET. Veptimi sipas kuptimeve të foljeve ÇIK i, ÇIKEM. *Çikja e krahut.*

ÇIKJE,~A II *f.sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇIK n, ÇIKET. *Çikja e mishit.*

ÇIKLA-MIKLA,~T . *vet. sh. bised.* 1. Copa shumë të vogla, grimca, çikla. *E bëri çikla-mikla.*

*2. fig.* Gjëra e punë të vogla dhe pa rëndësi, vogëlsira, çikërrima. *Merret me çikla-mikla. Nuk heq dorë nga çikla-miklat. Lëri ato çikla-mikla.*

ÇIKLIST,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *sport.* Ai që është stërvitur e aftësuar për ecjen e shpejtë me biçikletë dhe që merr pjesë në garat sportive me biçikletë. *Çiklistët e klubit sportiv. Garat e çiklistëve. Grup çiklistësh. Stërvitja e çiklistëve. Biçikletë çiklistësh.*

2. *vjet.* Ai që merrej me ndreqjen e biçikletave, biçikletar.

ÇIKLISTIK,~E *mb. sport.* Që ka të bëjë me çi-klizmin ose me çiklistët; që lidhet me çiklizmin, i çiklizmit. *Garë çiklistike. Rrethi çiklistik.*

ÇIKLIZËM,~MI *m. sport.* Ecje e shpejtë me biçikleta si sport dhe zhvillimi i garave me to. *Gara çiklizmi. Kampionati i çiklizmit. Rrethi i çiklizmit.*

ÇIKMA,~JA . *sh.* ~, ~TË *ndërt., vjet.* Qoshk me frëngji, i dale pak jashtë murit në katin e sipërm të shtëpive të malësorëve, që shërbente për të vrojtuar vendin dhe për të gjuajtur me armë. *Çikmaja e shtëpisë. Frëngjia e çikmasë. Gurët e çikmasë. Qëllonin nga çikmaja.*

ÇIKOHEM *vetv.* 1. Çikëlohem. *Çikohem me ujë. 2. Pës. e* ÇIKOJ.

ÇIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* ÇIKËLOJ 2,4. *E çikoj me ujë. Çikon shtëpia. Çikon shtamba. Në mos rrjedhtë, çikon. fj.u.*

ÇIKRIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mjet i përbërë nga një rreth që rrotullohet zakonisht me këmbë dhe që përdoret për të dredhur me dorë a për të mbështje-llë fillin e leshit, të pambukut etj.; pjesa e një ma-kine, e cila rrotullohet për të dredhur fillin. *Dorëza e çikrikut. Reparti i çikrikëve. Dredh me çikrik.*

*2.* Mjet për t<5 nxjerrë ujë nga pusi, i përbërë prej një boshti ku mbështillet litari i kovës, prej dy kry-qeve në të dy anët për ta rrotulluar meduardhe prej dy drurëve mbështetës në anë të grykës së pusit. *Çi-kriku i pusit. Mbledh litarin në çikrik. Lëshoj çikrikun. Nxjerr me çikrik.*

3. *tek.* Mekanizëm i thjeshtë për të ngritur pesha, i përbërë nga një rrotë me kanal të thellë përreth dhe nga litari me çengsl në fund; makara; rrota e këtij mekanizmi. *Litari i çikrikut. Ngre me çikrik. VI çikrikun. Del litari nga çikriku.*

4. Rrotë e vogël penjsh. *Një çikrik pe.*

5. Mjet për të ujitur, i përbërë nga një rrotë e ma-dhe druri me fletë dhe me kova të vogla, që rrotullohet nga rrjedha

dhs e ngre ujin për t'u derdhur në një lug; rrotë uji. *Çikrik ujitës. Rrota e çikrikut. Fletët e çikrikut. Ujit me çikrik.*
• I ka luajtur (i ka ikur) çikriku nuk është në rre-gull nga mendtë, nuk e ka mendjen në vend.
ÇIKUL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rreth i bërë me thupra shelgu, që shërben për të ecur mbi dëborë.
ÇIL,~E *mb.* 1. Që i ka qimet ose leshin në ngjyrëtë Writ; i perfume. *Kale (ka) çil. Pelë çile. Dhi çiie.*
2. QË i janë zbardhur flokët; i thinjur. *Njeri çil. Plakë çile. Mjekër çile. I ka flokët çil.*
3. Që është bërë prej leshi të hirtë; që e lea ngjyrën të hirtë. *Gunë çile.*
*4. Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2 të mbiemrit. *Tredh çilin. Jep shumë qumësht çilja. U martua me një çil. Prit çil të hash tërfil. fj.u.*
ÇILAK,~E *mb.* 1. *shih* ÇIL,~E 1,2,4- *Dhi (dele) çilake. Kale (cjap) çilak. Burrë çilak. Grua çilake.*
ÇILASH,~E *mb.* 1. Që i ka flokët të zbardhur, i thinjur, çil. *Plak çilash. Grua çilashe.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ÇILATET *vetv.,* ~(u), ~UR. Fillon paksa të Iirohet e të hapet (për një kapak etj. që ishte mbyllur plo-tësisht).
ÇILE,~JA 1 . *sh.* ~E, ~ET. 1. *zakon. sh.* Thinjë. *Plak me çile. I kanë dalë çilet.*
*2.* Gunë me lesh dhie në ngjyrë të hirtë. *Çilja e bariut. Heq çilen. Shtroj çilen.*
CILE,~JA 11 . *sh.* ~E, ~ET. Shkul penjsh. *Çile peri. Një çile li (pambuk).*
ÇILEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Luleshtrydhe,
dredhëz.
• Rrush çilek *shih te* RRUSH,~I.
ÇILEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. *vet. veto III.* Zbar-dhet dhe humbet ngjyrën që ka pasur me pare, thi-njet (për flokët). *lu çilën flokët.*
2. Zbardhem nga flokët, me dalin thinjat, thinjem. *Çilem nga koka. U çil i tëri.*
ÇILILINGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* *shih* CI-RIPUPE,~JA.
ÇILIMI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* 1. Djalë oseivajzë në moshë të vogël, fëmijë i vogël, kalama. *Lodra çiliminjsh. Punë çiliminjsh. Bën si çilimi.*
*2. fig.* Njeri i papjekur, ai që sillet si fëmijë.
ÇILIMILLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* 1. *vet. nj.* Vetia e një njeriu të papjekur. *E bën nga*
*çilitnillëku.*
*1. keq.* Sjellje ose veprim i një njeriu të papjekur; punë çiliminjsh, kalamallëk. *Bën çilimillëqe.*
ÇILTAS *ndajf.* 1. Drejtpërdrejt, pa u mbuluar nga: diçka tjetër, hapur. *Duket çiltas.*
*2..* Në mënyrë të hapur, pa e fshehur. *la them çiltas. Flas çiltas. E shpreh çiltas besimin.*
3. Me zemër të hapur, me çiltëri, në mënyrë të çiltër. *Sillet çiltas. Flet çiltas.*
ÇILTAZI *ndajf.* Çiltas.
ÇILTËR (i,e) *mb.* 1. Që i shfaq ndjenjat e mendimet e veta drejtpërdrejt e hapur ashtu siç i ka, që flet e vepron pa u shtirë, që është i pastër nga zemra, i sin-qertë. *Njeri i çiltër. Me zemër të çiltër* çiltërisht, me zemër të hapur.
2. i Që shfaqet drejtpërdrejt ashtu siç ndihet a men-dohet, që nuk është i shtirë, i vërtetë; që bëhet me zemër të paster. *Ndjenja të çiltra. Mendime të çiltra. Qëndrim i çiltër. Pendim i çiltër. Në mënyrë të çiltër.*
ÇILTËRl,~A . Cilësia e njeriut të çiltër, të qenët i çiltër, qëndrim me zemër të paster; vetia e diçkaje
të çiltër. *Çiltëri fëmijë. Çiltëria e ndjenjave. Flet me çiltëri. lu përgjigj me çiltëri. E priti me çiltëri.*
ÇILTËRISHT *ndajf.* Në mënyrë të çiltër, me çiltëri; pa u shtirë, me zemër *ti* paster. *Flet çiltërisht. Sillet çiltërisht. la tha çiltërisht.*
ÇILTËRSI,~A. Çiltëri. ÇILTËRSISHT *ndajf.* Çiltërisht.
ÇlLUR (i,e) *mb.* 1. Që është zbardhur dhe ka humbur ngjyrën e mëparshme, i thinjur. *Flokë të çilur. Mjekër e çilur.*
*2.* Që i janë zbardhur flokët, që i kanë dalë thinjat; i thinjur. *Plak i çilur.*
ÇIMBOSKË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Rrip i gjatë prej leshi, më të cilin lidhin foshnjën në djep; ndrizë; dizgje. *Çimboska e djepit (e foshnjës). E lidh me çim-boskë. la zgjidh çimboskën.*
*2.* Rrip i ngushtë prej rrobe, me dy gjalma në krye, që përdoret për të lidhur shtëllungan e leshit në furkë kur e tjerrim.
ÇIMENTIM,~I *m.sh.* ~E. ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇIMENTOJ, ÇIMENTOHET.
*Çimentimi i dyshemesë (i murit...). Çimentimi i puseve të naftës. Çimentimi i miqësisë. Punimet e çi-mentimit. Reparti i çimentimit. Bëj çimentimin.*
ÇIMENTO,~JA. 1. *ndërt.* Lëndë në trajtë plu-huri të përhimë, që përgatitet duke përzier e duke pjekur gurë gëlqerorë me deltinë dhe që kur njomet me ujë, bëhet e forte si gur; cope a shtresë prej kësaj lënde të ngurtësuar. *Çimento e bardhë. Pllakë çimen-toje. Shtylla (tuba, blloqe) çimentoje. Shtresë çimen-toje. Thes çimentoje. Lëng (ujë, qumësht) çimentoje. Llaç me çimento. Fabrika e çimentos. I hedh çimento. Shtroj me çimento. Mbush (lyej, vesh) me çimento.*
2. *fig.* Diçka që shërben për të lidhur fort, për të bashkuar në mënyrë të qëndrueshme pjesët e tjera.
3. *anal.* Shtresa e forte prej kocke, që vesh rrënjën dhe qafën e dhëmbit.
ÇIMENTOHET *vetv. I. gjeol.* Bashkohen e lidhen fort copat e një shkëmbi nga lëndët minerale që mbe-ten midis tyre nga tretja.
2. *fig.* Bëhet më e forte dhe më e qëndrueshme diçka, forcohet shume; bëhet e patundur. *Çimentohet mi-qësia. Çimentohen lidhjet tona.*
3. *Pës. e* ÇIMENTOJ.
ÇIMENTOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. Shtroj me çimento; e vesh diçka me një shtresë çimentoje.
2. *tek.* Hedh ujë çimentoje në të carat ose në plasat e ndërtimeve prej guri a prej batoni për t'i lidhur mirë e për t'i përforcuar. *Çimentoj digën. Çimentoj puset e naftës.*
3. *fig.* E bëj më të forte e m3 të qëndrueshme diçka, e bëj të patundur. *Çimentoj lidhjet me dike. Çimentoj miqësinë. Çimentojmë bazat e socializmit. Çimentojmë diktaturën e proletariatit.*
4. *tek.* Përpunoj me karbon në temperature të lartë sipërfaqen e çelikut për ta bërë më të forte e më të qëndrueshme. *Çimentoj çelikun.*
ÇIMENTDES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtori që merret me çimentimin e mureve të digave, të tuneleve etj.ÇIMËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT *zool., krahin.* Çimkë, tartabiqe.
ÇIMKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Kandërr e vogël me trup të rrumbullakët të shtypur, me ngjy-rë të kuqe të

errët e me një erë të keqe, që jeton si parazit nëpër plasat e dhomave e të orendive shtë-piake dhe që u thith njerëzve gjakun kur flenë; tartabiqe. *Bar çimkash. Erë çimke. Mbyt (zhduk) çimkat.*
2. Emërtimi i përgjithshëm për disa lloje kandrrash të vogla parazite, që thithin lëngun e frutave ose që ushqehen me kokrrat e drithërave. *Çimka e panxharit. Çimka e pambukut. Çimka e drithërave. Çimkat e pemëve. Çimkë uji.*
I u be çimkë (ferrë, rriqër, këpushë, rrodhe) *shih te* BËHEM.
ÇINËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT *zool.* Zog i vogël këngëtar sa një cinxami, me kokë të zezë c me sqep të mprehtë, me pendët e trupit të hirta në pjesën e sipërme e të verdha në anët e në gjoks, i cili e bën folenë zakonisht në zgavrat e drurëve. *Kënga e çinrrave. Fole çinrrash.*
ÇINGERRE,~T *vet. sh.* Rrënjët e misrit që dalin mbi tokë.
ÇINI,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Pjatë që për-doret për të ngrënë. *Çini balte. Çini alumini (bakri). Laj çinitë.*
*2.* Broke uji, kanë. *Mbush çininë me ujë.*
ÇINOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përpiqem të bëj diçka ose të veproj në mënyrë krejt të njëjtë si dikush tjetër; imitoj. *Çinon zërin e bilbilit.*
2. *keq.* Përqesh dike, duke përsëritur lëvizjet, fjalët e veprimet e tij.
ÇINTEGRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇINTEGROJ, ÇINTE-
GROHET. *Çintegrimi i një sistemi. Çintegrimi i një bashkësie. Sjell (shkakton) çintegrimin.*
ÇINTEGROHET *vetv. libr.* 1. Zbërthehet në pjesët përbërëse një tërësi; shkatërrohet duke u copëtuar në pjesët ose në njësitë më të vogla; shkëputet një pjesë nga një tërësi. *Çintegrohet një bashkësi. Çinte-grohet nga sistemi.*
*2. Pës. e* ÇINTEGROJ.
ÇINTEGROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Zbër-thej në pjesët përbërëse një tërësi; shkatërroj një tërësi duke e copëtuar në pjesët ose në njësitë më të vogla. *Përpiqen ta çintegrojnë sistemin.*
ÇINTERESIM,-~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimit të loljes Ç1NTERESOHEM.
2. Mungesa e vëmendjes dhe e kujdesit të veçantë për dike a për diçka; qëndrim i ftohtë. pa ndonje in-teres për dike a për një punë. në një çështje etj.; *kund.* interesim. *Çinteresim i ?nadh. Çintëresim i plotë.*
ÇINTERES OHEM *vcrv.* ~OVA (u), ~UAR.
Humbas vëmendjen e kujdesin e veçantë që kam pasur për dike a për diçka. nuk shfaq me interes për një punë, për një çështje etj.; *kund.* interesohem. *Çin-teresohem për pimi:n. Është çintercsuar fare.*
ÇINTERESL'AR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka ose që nuk
shfaq me interes për dike a për diçka. që nuk i inte-reson me ndonjë gjë; *kund.* i interesuar. *Tregohej i çintercsuar për këtë çështje.*
*2.* Që nuk niset nga përfitimi vetjak; që nuk bëhet në dobi të interesit vetjak, i painteres. *Ndihmë e çin-teresuar. Miqësi e çinteresuar.*
ÇIP,~l m. *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e fundit e këndit të një sendi, skaj, qoshe; pjesa e zgjatur që vjen duke u ngushtuar e diçkaje; rtip i ngushtë buzës së një sendi; cep. *Çipi i tryezës. Çipi i syrit. Çipi i krahut. Çipat e mustaqeve (e buzëve). Çipi i mëngës. Çipi i jakës. Çipi i arkës. Çipi i rrugës. Çipi i arës. Çipi i oborrit. Ylli me pesë çipa. Në një çip të dhomës. Ulern (rri) në çip. Lidh çipat e shamisë.*
*2.* Vend i largët ose i mënjanuar dhe jo shumë i rrahur, cep. 7Vë *të gjithë çipat e atdheut. Në një çip të fshatit Në tërë çipat e botës. Në çdo çip të vendit.*
3. *gjeogr., bised.* Rrip toke i vogël e me majë të hollë që hyn në det, kep. *Çipi i Lerës.*
4. *përd. ruiajf.* Me majë të hollë e pak të kthyer përpjetë. *E ka hundën çip.*
Çip me çip a) në çdo anë, në çdo kënd, kudo; nga një anë në tjetrën, nga një skaj në tjetrin, cep me cep; b) plot c përplot, buzë me buzë. Shtroj çipat *me di k ë shih te* SHTROJ. E ka kokën me çipa (me cepa) *shih te* CEP,~I i.
ÇIP,~E *mb.* 1. Që i ka veshët të vegjël ose të prerë, curr. *Dash çip. Dele (dhi) çipe. Kale çip.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbietnrit.
•*k* I ngre veshët çip i ngre veshët përpjetë për të dëgjuai me mirë, curron veshët.
ÇIPËROJ *kal., -^OW,* ~UAR. I ngre përpjetë për të dëgjuar me mirë e me vëmendje (për veshët). curroj. *Çipëroj veshët.*
ÇIPËS *mb.* 1. Që e ka kokrrën të gjatë e me majë të ngushtë (për një jloj fiku). *Fik çipës.*
*2. si em.* Lloj fiku që bën kokrra të tilla; kokrrat e këtij fiku. *Çipësi është i ëmbël.*
ÇIRAK,~U i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Djalë që punonte si ndihmës te një zejtar për disa vjet pa shpërblim për të fituar mjeshtërinë. *Çiraku i armë-tarit (i kcpucarit). Hynin çirakë. E futi çirak.*
*2. vjet.* Djalë i vogël që bënte punë ndihmëse për mjeshtrin a për të zotin e dyqanit. *Çiraku i dyqanu. Dërgonte çirakun për ujë.*
3. *fig. pcrb.* Ai që u shërben verbërisht interesave të dikuj't, shërbëtor. *Çirakët e imperializmit.*
• E b5ri (e qiti, e nxori) çirak *dike* edhe *iron,* e ndihmoi shumë dike, i bëri një shërbim të madh, e nxori në dritë. Doli çirak edhe *iron,* i kaloi vështirësitë që kishte pasur, doli në dritë.
ÇIRAK,~U i] *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kandil, bishtuk. *Flaka e çirakut. Ndez (shuaj) çirakun. I hedh Yiij çirakut.*
2. Mbajtëse prej druri a prej metali ku vendosej kandili, qiriu ose ndonjë dritë tjetër; pishtar. *Çiraku i kandilil. Çiraku s'i sheh këmbët e veta. fj.u.*
3. vtT. *sh.* Tre gurë ose tri tulla që vihen si këinbje në vatër ose anës zjarrit. *Çirakët e zjarrit. E vë ka-zanin mbi çirakë.*
ÇIRR. *urdh. e* ÇJERR.
ÇIRREM *vetv.* 1. Me hiqen rripa ose copa nga cro-hat, kur kapen në diçka me majë të mprehtë ose kur tërhiqen fort anash; gtisem. *Me çirret këmisha. Çi-rrem nga rrobat. LI çora te një gozhdë. hCu çorën pan-tallonat. Ishte çjerrë te mënga.*2. Me çahet lëkura në diçka të mprehtë ose me majë, gërvishtem thellë. *U çor në fytyrë (në këmbë, në bark). U çor te një ferrë. Ishte çjerrë nga kurrizi.*
3. *fig.* Thërras fort me një zë therës, të ashpër e të ngjirur, përpiqem të tërheq vëmendjen e të tjerëve duke folur shumë e duke bërë zhurmë të madhe për diçka, bërtas fort. *Çirret e bërtet. Çirren e lebetiten. Çirret si i marrë. Çirret sa kafuqi (sa i ha zëri, sa ka në kokë). Çirret kot me kot. Çirret nga inati. Çirren për të metat e të tjerëve. Çirren në të katër anët.*

*4. fig.* I bërtas dikujt më të madhe, e shaj ose e qbrtoj dike me zë të lartë, i ulërij. *U çirret fëmijëve. Ç'më çirresh ashtu? Shko iu çirr tjetërkujt, jo mua!*
5. Ngjirem nga të bërtiturit, me ikën zëri nga të thërriturit. *U çor së foluri (së thirruri). M'u çor gryka. U çor me këta kalamaj.*
*6. fig.* Ndiej një dhembje therëse. *Me çirret zemra* me copëtohet zemra, pikëllohem shumë. *Na u çorën veshët.*
7. *vet. veta III. krahin.* Shpohet (një enë). *U çor kusia (ibriku).*
8. *Pës. e* ÇJERR 3)5.
! Çirret (bërtet, flet) në të gjitha udhëkryqet *libr. shih tek* UDHËKRYQ,~I.
ÇIRRMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zë i forte e si i ngjirur, kur bërtet dikush, britmë e forte e therëse; *vë. sh.* britmat kundër dikujt kur e shajmë a i kër-cënohemi. *Çirrmë e madhe. Çirrmë e papritur. Dë-gjohen çirrma. la dha çirrmës* bërtiti fort.
ÇITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vegël në trajtën e një lugu të ngushtë, në të cilin argjendarët derdhin arin e shkrirë për t'i dhënë një forme të caktuar.
ÇITJANE,~T . *vet. sh. xjet.* Veshje e poshtme grash, e qepur si brekushe të gjata prej basrne me shumë pala mjaft të gjera, por që ngushtohen te syri i lcëmbëve. *Çitjane të gjera. Çitjane basmaje. Një pale çitjane. Grua (vajzë) me çitjane. Veshi (hoqi) çitjanet. Mbante çitjane.*
ÇIVI,~A . *sh.* ~, ~TË. Menteshë. *Çivitë e dri-tareve (e derës). Lyej çivitë me vaj. Mbërthej çivitë me gozhdë. E shkul nga çivitë.*
•*k* I shtrëngoi çivitë (vidhat, burgjitë) *dikujt shih te* SHTRËNGOJ.
ÇIVIT,~I *m.* Lëndë si pluhur në ngjyrë të kaltër të errët, që përdoret për të ngjyrosur rroba të leshta e të pambukta ose për të Iyer diçka; ngjyra e kaltër e errët e kësaj lënde. *Ngjyrë çiviti. Lyej (ngjyej) me çivit. Lay në çivit rrobat.*
+ Bëhet çivit (në fytyrë) mavijoset, kaltërohet.
ÇIZME,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Këpucë prej lëkure ose prej gome me qafa të gjata, zakonisht deri afër gjiirit. *Çizme burrash (grash, fëmijësh). Çizme oficerësh. Çizme gjahu. Çizme gome (lëkure). Qafat e çizmeve. Mbath (vë, heq) çizmet.*
*2. fig.* Sundimi i egër i klasave shfrytëzuese; zgjedha e huaj. *Çizmja e imperializmit. Çizmja e pushtuesit. Nën çizmen e huaj. Vë nën çizme* sundoj; pushtoj.
*ir* Kusar (hajdut) me çizme mashtrues i madh, që grabit me shumicë e që di të fshihet mirë. I lëpin (i puth) çizmet (këmbët) *dikujt keq. shih te* LËPIJ.
ÇlZMEBËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën çizme, këpucar që merret me punimin e çizmeve.
ÇJERR *kal,* ÇORA, ÇJERRË. 1. I heq nj4 rrip a një cope, duke e kapur me një majë të mprehtë ose duke e tërhequr fort; e ndaj me dysh a në copa, duke e tërhequr fort nga anët dhe me një lëvizje të me-njëhershme një rrobë, një letër etj.; gris; shqyej. *Çjerr rrobat. Çjerr këmishën (pantallonat). Çjerr një letër (një fletë). Çjerr me thikë. E çori në gozhdë. I ka çjerrë nëpër ferra.*
*2.* Çaj lëkurën e trupit me thonj ose me diçka të mprehtë a me majë, gërvisht lëkurën për së gjati duke e bërë plage. *Çjerr dorën (fytyrën). E çori me thonj. E çori macja.*
3. *fig.* Hedh poshtë një marrëveshje, e prish, nuk i përmbahem me diçkaje që është vendosur me pare. *Çjerr traktatin.*
*4. fig.* la heq, ia gris diçka prapa së cilës fshihet. *la çori maskën.*
5. *fig.* I shkaktoj një dhembje therëse, i ngjall një ndjenjë të padurueshme sikur e shpon diçka. *Të çjerr zemrën* të copëton zemrën, të pikellon. *Të çjerr veshët. Të çjerr barkun. Sikur me çjerr nga brenda.*
6. *euf.* Tredh. *Çjerr cjapin (dashin, mëzatin). Çjerr kal in.*
7. *krahin.* Shpoj një enë. *Çjerr ibrikun (kusinë).*
8. *jokal.* Ndiej një dhembje therëse sikur me shpon diçka. *Me çjerr barku.*
^ Çjerr zërin bërtas sa ngjirem, thërras sa me ikën zëri. Ia çjerr cipën *dikujt* ia nxjerr turpin. Ia çori veshët *dikujt* e mërziti shumë dike me fjalë që nuk ia ka ënda, i çau kokën. E çjerr ku s'arnohet dëmtoj në një vend që nuk mund të ndreqet me.
ÇJERRË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. E çarë e ngushtë për së gjati e tejpërtej në një rrobë, e çarë që është bërë nga grisja ose nga shqyerja. *E çjerrë e gjatë (e madhe). I kishte rrobat gjithë të çjerra.*
*2.* E çarë jo shumë e thellë dhe për së gjati në lë-kurë, që bëhet nga në send i mprehtë a me majë, plage që shkaktohet nga çjerrja e lëkurës, e gërvishtur, gërvishtje. *E kishte fytyrën më të çjerra. I ka duart gjithë të çjerra.*
3. *fig.* Zëri që dëgjohet kur bërtet e çirret dikush, çirrmë. *E çjerra e foshnjës. Dëgjoj të çjerra.*
*4. kryes. sh, fig.* Britmat dhe zhurma e madhe që bën dikush kundër dikujt tjetër ose për të tërhequr vëmendjen për diçka; çirrmë. *Të çjerra kërcënuese. Të çjerrat e shtypit borgjez.*
ÇJERRË (i,e) *mb.* 1. Që i është hequr një rrip a që është hapur në një vend nga diçka e mprehtë ose nga tërheqja e forte (për rrobat, letrën etj.); i grisur; i shqyer. *Këmishë e çjerrë. Me rroba të çjerra. Letër e çjerrë.*
*2.* Që i është çarë lëkura e trupit me diçka të mprehtë a me majë, i gërvishtur thellë. *Me fytyrë të çjerrë. Me faqe të çjerra. E kishte trupin të çjerrë gjithandej.*
3. Që tingëllon i forte, therës e i ngjirur; që të gërvisht veshin (për tingujt). *Zë i çjerrë. Britmë (klithmë) e çjerrë.*
*4. euf.* I tredhur. *Cjap (dash, mëzat, ka) i çjerrë. Kale i çjerrë.*
*5. krahin.* I shpuar (për enët). *Kusi e çjerrë. Ibrik i çjerrë.*
*ir* Me zemër të çjerrë shumë i pikelluar, me zemër të copëtuar.ÇJERRËS,~E *mb.* Që tingëllon i forte e therës, që të shqetëson me zhurmën e forte e të ashpër, që të shpon veshët. *Britmë (klithmë, ulërimë) çjerrëse.*
ÇJERRJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇJERR, ÇIRREM. *Çjerrja e rrobave. Çjerrja e letrave. Çjerrja e duarve (efaqeve). Çjerrja e traktatit. Çjerrja e cjapit (e dashit).*
ÇJERRMË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Vend i hapur në diçka që është krisur, është shqyer ose është çarë, e çjerrë. *Çjerrmat e rrobave. Çjerrmal e murit.*
ÇKA i *përem.* 1. *pyetës.* Çfarë, ç'. *Çka i tha? Çka deshi ? Çka po thotë ?*
2. *lidhor.* Që, i cili. *Atë çka është përparimtare. Atë çka dine. për atë çka ufol.*
3. *lidhor.* Ai që..., ajo që... *Çka është krye-sorja. për çka folëm. për çka u tha këtu.*
ÇKA ii *ndajf. bised.* 1. As mirë as keq, njëfarësoj, disi, jo edhë aq keq (zakonisht në përgjigjen për një pyetje). □ — Si *shkon me të? — Çka, mirë.* DO — *Si e ke djalin? — Çka, me mirë.* □ D — *Sijanë të lashtat? — Çka.* D □ — *A ishin mirë? — Çka.* D □ — *Si ia çon?~ Çka.* □

2. *përd. pj.* S'ka gjë, nuk prish punë; njësoj është. *Çka, e pranoj. Çka, çka, i vogël është ai.*

ÇKAJAT"*kal.,* ~A, ~UR. 1. Thyej koren e tokës me çapë pas shiut, shkrifëroj token, çapit; prashit. 2. Ledhatoj dike duke i fërkuar kokën, përkëdhel (edhe&.).

ÇLIDH *ka!.,* ~A, ~UR. Zgjidh; *kund.* lidh. *Çlidh perin. Çlidh sytë. E çlidhi gjuhën. Lidh e çlidh.*

ÇLlDHEM *vetv.* 1. Zgjidhem; *kund.* lidhem. *Çli-dhem lehtë. Iu çlidh gjuha.*

2. *Pës. e* ÇLIDH.

ÇLlRËT (i,e) *mb.* 1. Që është lidhur jo shumë shtrënguar; që nuk është puthitur shumë pas trupit. *Rrip i çlirët. Lidhje e çlirët. Rroba të çlirëta. Fije të çlirëta.*

2. Që është i lëshuar lirshëm pa u tendosur; që bëhet lirisht e pa tendosje. *Muskul i çlirët. Hap i çlirët. Lëvizje të çlirëta. I lë krahët të çlirët.*

3. *fig-* Që sillet a vepron në mënyrë të natyrshme e pa u ndrydhur; që bëhet në mënyrë të natyrshme dhe shpenguar. *Njeri i çlirët. Bisedë e çlirët. Gaz i çlirët. Në mënyrë të çlirët.*

ÇLlRËT *ndajf.* 1. Jo shumë shtrënguar, pa i tër-hequr fort skajet e diçkaje të lidhur; pa u puthitur tepër pas trupit, në mënyrë të çlirët, jo ngushtë; lirshëm. *E lidh çlirët. E mban çlirët shaminë në kokë. E mbështjell çlirët rreth qafës. I rrinë rrobat çlirët.*

2. Duke qenë lëshuar lirshëm dhe jo i tendosur; lirisht e pa tendosje; lirshëm. *mban muskujt çlirët. Ecën çlirët. I zgjat krahët çlirët.*

3. *fig.* Në mënyrë të natyrshme e pa u ndrydhur, ne mënyrë të çlirët, shpenguar. *Rri çlirët. Sillem çlirët. Flas çlirët. Bisedonte çlirët.*

ÇLIRlM,~I m. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ÇLIROJ, ÇLIROHEM. *Çli-rimi i plotë. Çlirimi kombëtar. Çlirimi shoqëror. Çli-rimi i vendit. Çlirimi i popullit. Çlirimi i tokave të pushtuara. Çlirimi i gruas. Çlirimi i energjisë. Çlirimi*
i *oksigjenit. Çlirimi i forcave krijuese. Lufta për çli-rimin e Tiranës.*

2. *hist.* Dita e 29 Nëntorit 1944, kur Shqipëria u çlirua nga pushtuesit fashistë dhe u vendos pushteti popullor. *Dita e Çlirimit. Festa e Çlirimit. Para Çli-rimit. Pas Çlirimit. Që nga Çlirimi e këtej.*

ÇLIRIMTAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT'ort. Ai që ka luftuar dhe ka çliruar një vend a një popull nga sun-dimi i huaj ose nga shtypja e klasave shfrytëzuese, ai që e ka shpëtuar një vend a një popull nga zgjedha e robërisë; ai që i sjell lirinë dikujt. *Çlirimtarët e vendit (e atdheut). Çlirimtari i popullit. Çlirimtari i të shtypurve. I pritën çlirimtarët me lule.*

ÇLIRIMTAR,~E *mb.* Që synon të çlirojë një vend a një popull nga sunduesi i huaj ose nga shtypja e klasave shfrytëzuese; që ka për qëllim të heqë zgje-dhën e robërisë e t'i jape lirinë popullit; që lufton për çlirimin e dikujt. *Lëvizje çlirimtare. Luftë çli-rimtare. Forcat çlirimtare. Ushtria çlirimtare.*

ÇLIROHEM *vetv.* 1. Fitoj lirinë, shpëtoj nga ro-bëria. *Përpiqen të çlirohen nga zgjedha e nga shfry-tëzimi (nga robëria, nga skllavëria). U çliruam me luftë e me përpjekje.*

2. Fitoj mundësinë e lire të veprimit e të zhvillimit, duke shpëtuar nga gjendja e shtypur dhe nga kufizimet e pengesat. *U çliruan forcat krijuese të popullit.*

3. Me hiqet diçka që me rëndonte, lehtësohem; shpëtoj nga një barrë a diçka tjetër e padëshirueshme, shpëtoj. *Çlirohem nga telashet (nga hallet). Sikur u çlirova nga një barrë e rëndë. Çlirohem nga një detyrë e vështirë.*

4. Zbërthej dhe heq diçka që me kishte shtrënguar fort; bëhet më e lire diçka që ishte e lidhur a e shtrënguar fort; lirohem. *Çlirohem nga rripat. Çlirohet li-dhësja. Iu çliruan pajimet kalit. I janë çliruar vidhat.*

5. *vet. veto HI kim., fiz.* Del jashtë nga përbërja e një trupi a e një organizmi gjatë një procesi. *Çlirohet hidrogjen (oksigjen). Çlirohet nxehtësia.*

6. *vet. veto HI fin.* Mbetet i lire për t'u përdorur për diçka tjetër. *Mjetet financiare që çlirohen.*

7. *Pës. e* ÇLIROJ. *Çlirohet vendi. U çlirua qyteti.*

ÇLIROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I sjell lirinë një vendi a një populli, duke dëbuar pushtuesin e huaj ose duke përmbysur klasat shtypëse; i kthej lirinë, e shpëtoj nga robëria; *kund.* pushtoj; robëroj. *Çliruam vendin (atdheun). Çlirojnë popullin. Çlirojnë një qytet (një krahinë). E çliruan nga pushtuesit e huaj dhe nga klasat shfrytëzuese. E çliroi nga robëria shekullore.*

2. E shpëtoj nga gjendja e shtypur dhe e varur, i heq kufizimet e pengesat dhe i jap mundësi të lire veprimi e zhvillimi. *Çliroi gruan nga shtypja. I çliroi masat. Çliron forcat krijuese të popullit.*

3. I heq diçka që e rëndon, e lehtësoj; e shpëtoj nga një barrë a nga diçka e padëshirueshme. *E çliroj nga një barrë e rëndë. E çliroj nga një detyrë. E çliroj nga detyrimet (nga borxhet). E çliroj nga telashet (nga hallet).*

4. E bëj më të lire diçka që ishte lidhur a shtrënguar fort, e liroj; e heq nga diçka që e kishte kapur e shtrënguar fort. *Çliroj rripin (perin). Çliroj krava-tën (jakën e këmishës). la çliroi këmbën nga laku.*

5. *vet. veta HI kim., fiz.* Lëshon e nxjerr diçka nga vetja, nxjerr jashtë gjatë një procesi. *Çliron hidrogjen*ÇLIRUAR (I)





*(oksigjen, gaz karbohUc). Citron ujë. Citron nxehtësi. Çliron elektrone. Çlirori energji.*

6. *vet. vela III jokal.* Nxjerr jashtë qelb, plas, shpërthen. *Çliroi varra.*

ÇLIRUAR (i, e) *mb.* 1. Që ka fituar lirinë pas dë-bimit të pushtuesve ose pas përmbysjes së klasave shtypëse, që ka hequr zgjedhën e robërisë; *kund.* i pushtuar; i roMruar. *Vend i çliruar. Krahinat e çli-ruara. Popull (komb) i çliruar. Qyletet dhe fshalrat e çliruar a.*

2. Që ka hequr nga shpatullat diçka e cila e rën-donte, që ka shpëtuar nga një barrë a nga diçka e padëshirueshme, i lehtësuar. *Merrie frymë i çliruar. Ndihej i çliruar.*

3. Që është zbërthyer a zgjidhur dhe është bërë me i lire, që nuk është me i shtrënguar fort. *Rrip i çliruar. Vidhë e çliruar.*

4. *fiz., kim.* Që ka dale jashtë nga përbërja e një trupi a e një organizmi gjatë një procesi. *Hidrogjen i çliruar. Lëndë e çliruar. Energji e çliruar.*

5. *fin.* Që ka mbetur i lire për t'u përdorur për diçka tjetër. *Mjetet e çliruar a.*

ÇLIRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merr pjesë në luftën për çlirimin e një vendi a të një krahine, çlirimtar. *Çlirucsit e qyletil (c krahinës). Çliruesit e njerëzimit.*

ÇLIRUES,~E *mb.* Çlirimtar. *Ushtria çliruese. Luftë çliruese.*
ÇLODH *kai.* ~A, ~UR. I heq lodhjen, i përtërij forcat ose e lë të pushojë pas një pune të rëndë a pas lëyizjeve të gjata; *kund.* Iodh. *Çlodh menden. Çlodh dorën (krahël, trupin). Gjumi të çlodh.*
pLODHEM *vetv.* 1. Pushoj pas një pune të rëndë a pas lëvizjeve të gjata, qetësohem e përtërij forcat; me ikën lodhja; *kund.* lodhem. *Çlodhem pas punës. Çlçdhem pak. Shtrihem për t'u çlodhur. M'u çlodhën këmbët. S'e lë të çlodhel fare. Dal' në ajër të me çlo-dhët koka.*
*2.* Kaloj pushimet diku. *Çlodhem buzëdëtit. Çlodhem në shtëpinë e pushimit. Çlodhen punonjësit.*
3. *vet. veta III libr.* Prehet, pushon përgjithmonë
(për të vdekurit).
ÇLODHËS,~E *mb.* Që të heq lodhjen, qetësues. *Pamje çlodhëse. Mjedis çlodhcs. Ngjyrë çlodhëse.*
ÇLODHJE,^A . Vepnmi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve ÇLODH, ÇLODHEM. *Çlodhje mendore (fizike, Irupore). Çlodhje e kulturuar. Çlodhja e duarve. Çlodhja c syve. Orët e çlodhjes. Vend (qendër, park, sallë) çlodhjeje.. Kujdesen për çlodhjen e puno-njësve.*
ÇLODHUR (i,e) *mb.* Që ka bërë pushim pas një pune të rëndë a pas lëvizjeve të gjata, që nuk ndjehet me I lodhur, që i ka ikur lodhja; *kund. i* lodhur. *Njeri i çlodhur. Mendje e çlodhur. Ndihem i çlodhur.*
ÇLYRËSIM,~I *m. spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇLYRËSOJ, ÇLYRËSOHET. *Çlyrësimi i sipërfaqes.*
ÇLYRËSOHET *vetv. spec.* 1. I hiqet lyra diçkaje, pastrohet nga lyra. 2: *Pës. e* ÇLYRËSOJ.
ÇLYRËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *spec.* I heq
lyrën diçkaje, e pastroj nga iyra; *"-E çlyrëtoj me benzine.* '
'. '.: ' '.".:.
ÇLYRËSUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. Lcndë kimike e veçantë, që përdoret për t'i hequr lyrën diçkaje, lloj pastruesi për heqjen e lyres.
ÇLYROS *kal.,* ~A, ~UR. Çlyrësoj. *Çlyros rrobat.* ÇLYROSET *vetv.* 1. Çlyrësohet. 2. *Pës. e* ÇLYROS.
ÇMAGNETIZIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇMAGNETIZOJ, ÇMAGNETI-ZOHET. *Çmagnetizimi i çelikut (i hekurtl).*
ÇMAGNETIZOHET *vetv tek,* 1. Humbet magne-tizimm, i hiqen vetitë magnetike; *kund.* magoetizohet. *Çmagnetizohet çeliku (elektromagneti).*
*2. Pës. e* ÇMAGNETIZOJ
ÇMAGNETIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek I*
heq magnetizimin, bëj që të mos ketë me veti magnetike; *kund.* magnetizoj. *Çmdgnetizaj çelikun.*
ÇMAGJEPS *kal.,* ~A, ~UR *yet.* I zgjidh magjinë dikujt, e liroj nga magjia dike (sipas besimeve të kota). *E çmagjepsi vajzën.*
ÇMAGJEPSEM *vetv. vjet.* Me hiqet magjia, kthe~ hem përsëri në gjendjen e zakonshme (sipas besimeve të kota). 2. *Pës. e* ÇMAGJEPS.
ÇMAHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. E kaloj jetën i shkujdesur, pa e vrarë mendjen për asgjë.
ÇMALL *kal.,* ~A, ~UR. I heq mallin dikujt, ia plotësoj dëshirën për ta parë ose për ta pasur pranë dike që ishte larguar prej kohësh; qetësoj dike, i sjell gëzim dikujt. *E çmalli nënën (vajzën).*
ÇMALLEM *vetv,* Nxjerr mallin për dike a për diçka, takohem me dike ose e shoh pas një kohe të gjatë largimi; heq mallin që me kishte zënë për dike a për diçka. *Çmallem me prindërit (me fëmijët, më të afërmil). Çmallem me yendin. Çmallet në at dhe. Nuk çmallej dot, U çmallën me njëri-tjetritt.*
ÇMARTOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Ndahem nga dikush më të cilin kam qenë i martuar; prish inartesën; *kund.* martohem. *Ai na qenka martuar e çmartuar disa here.*
CM AT (ÇMAS) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Mat e çmat: a) mat disa here me radhë diçka, derisa të bin-dem për përpikërinë; b) endem poshtë e përpjetë në një rrugë pa ndonjë punë. *Matin e çmatin bule-vardin;* c) *fig.* e peshoj mire në mendje diçka; e shqyr-toj mirë.
ÇMATEM *vetv. bised.* Matem e çmat em: e peshoj mirë diçka para se ta bëj, matem mirë para se të ve-proj për diçka. *U mat e u çmat, pastaj i foli.*
ÇMATERIALIZOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR *libr.* Humbet natyrën e vet si materie (sipas përfyty-rimeve idealiste); pushon së pasuri trajtë lëndore ose humbet bazën e vet materiaie. *Koncepti idealist, sipas të cilit çmatërializohet atomi. Çtnaterializohen marrë~ dhëniet.*
ÇMBËSHTILLEM *vetv. 1. vet. veta HI.* Hapet diçka që ka qcnë e mbledhur a e mbështjeliё si rrotull, shtrihet a zgjatet diçka që ka qenë e mbledhur si lëmsh; *kund.* mbështillet. *Çmbështillet lëmshi.*
\2. Heq veshjen a rrobat që karri pasur rrotull tru-pit; zbulohem, zhvishem; *kund.* mbështillem.
3. *Pës. e* ÇMBËSHTJELL.
Po i çmbështillet lëmshi *dikujt* po i afrohet vdekja, po shkon drejt mbarimit të jetës.
ÇMBËSHTJELL *kal.,* ~OLLA, ~JELLË. 1. Hap diçka që ka qenë e mbledhur a e mbështjellë si rrotull, shtrij a tërheq drejt diçka që ka qenë e mbledhur si lëmsh ose rreth e rrotull diçkaje; shtjell, zbledh; *kund.* mbështjell. *Çmbështjellpëlhurën. Çmbësh-tjell rripin. Çmbështjell lëmshin. Çmbështjell fillin.*
2. I heq veshjen a mbulesën që ka pasur rreth e rrotull; zbuloj, zhvesh; *kund.* mbështjell. *Çmbështjell trupin (duart, këmbët, kokën). Çmbështjell librat (fietoret).*
ÇMBËSHTJELLJE,~A . Veprimi sipas kup-timeve të foljeve ÇMBËSHTJELL, ÇMBËSHTI-
LLEM. *Çmbështjellja e litarit (e peril, e ftllit).*
ÇMBLEDH *kal.,* ÇMBLODHA, ÇMBLEDHUR.
*1.* Hap diçka që ka qenë e mbledhur, shtrij a prish diçka të mbledhur si lëmsh a si rrotull; zbledh, çmbështjell; *kund.* mbledh. *Çmbledh litarin (perin, telin). 2.* I heq veshjen a mbulesën që ka pasur të mbledhur rreth e rrotull; *kund.* mbledh.
ÇMBLIDHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Hapet, shtri-het a zgjatet diçka që ka qenë e mbledhur ose e pa-losur; zblidhet, çmbështillet; *kund.* mblidhet. *Çmbli-dhet litari (teli).*
2. Heq veshjen a rrobat që kam pasur të mble-dhura rreth trupit; *kund.* mblidhem.
3. *Pës. e* ÇMBLEDH.
ÇMBREH *kal,* ~A, ~UR. Çliroj një kafshë tër-heqëse a barre nga zgjedha ose nga pajimet e tjera, i heq zgjedhën; *kund.* mbreh. *Çmbreh qetë. Çmbreh kalin.*
ÇMBREHET *vetv.* 1. Çlirohet një kafshë tërheqëse a barre nga zgjedha ose nga pajimet e tjera, del nga zgjedha. *Çmbrehen qetë. Çmbrehet kali.*
2. *Pës. e* ÇMBREH.

ÇMBREHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇMBREH, ÇMBREHET. *Çmbrehja e qeve. Çmbrehja e kuajve.*

ÇMBUSH *kal,* ~A, ~UR. Zbraz. *Çmbush kupën. Çmbush dyshekun. Mbush e çmbush.*

ÇMEKEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Mekem shumë, me merret fryma amëkëputen fuqitë nga diçka; ga-jasem. *Çmekem së qeshuri. U çmek fëmija nga të qarët. Çmekem gazit.*

ÇMEND *kal,* ~A, ~UR. 1. E bëj të humbasë aftësinë për të menduar në mënyrë normale, e luaj nga mendtë, e shkalloj. *E çmendi fare.*

2. E shqetësoj shumë me diçka të padurueshme, i marr mendtë. *Na çmendi me atë zhurmë. E çmendi me fjalë.*

3. *fig.* E bëj për vete me diçka që i pëlqen shumë, e tërheq shumë, e luaj mendsh, i prish mendjen. *E çmendi me bukurinë e saj. Tregon ca histori, që të çmend.*

ÇMENDARAK,~E *mb. bised.* 1. Që sillet e vepron si i lënë nga trutë; i çmendur. *Njeri çmendarak. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemriL

ÇMENDEM *vetv.* 1. Humbas aftësinë për të menduar në mënyrë normale, sëmurem nga mendja, luaj nga mendtë, me ikin mendtë, shkalloj, marrosem. *U çmend nga hidhërimi (nga vuajtjet). Po çmendet nga dhimbja. Ç'bën ashtu, mos u çmende? Vetëm po të jetë çmendur.*

*2.* Sillem ose veproj si i marrë, tërbohem, marrosem. *Po çmendej nga inati. Ishte çmendur nga urrejtja.*

3. *fig.* Ndiej një gëzim të madh ose një kënaqësi të jashtëzakonshine, luaj mendsh, bëj si i marrë. *Po çmendej nga gëzimi. U çmend kur e pa.*

4. *fig.* E dua_ dhe me pëlqen dikush a diçka jashtë mase, lë mendtë pas dikujt a diçkaje, jam i dhënë tepër pas dikujt a diçkaje. *Është çmendur pas saj. Çmendet pas muzikës (pas futbollit).*

ÇMENDËSl,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Çmenduri.

ÇMENDINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Spital ku mbahen dhe mjeicohen të sëmurët që kanë çrre-gullime të rënda psikike, spital neuropsikiatrik. *E shtruan në çmendinë. E mbyllën në çmendinë. Doli nga çmendina i shëruar.*

ÇMENDJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ÇMEND, ÇMENDEM. *She-njat e çmendjes. Shkoi deri në çmendje.*

ÇMENDOHEM *vetv.* Mcndohem e çmendohem:
e lodh mendjen gjatë për diçka, mendohem mirë e mirë për diçka. *U mendua e u çmendua gjatë.*

ÇMENDOJ *kal* dhe *jokal,* ~OVA, ~UAR. Mendoj e çmendoj: e sjell nëpër mend disa here diçka derisa t'i gjej një zgjidhje, e rrah mirë e mirë me mend diçka. *Mendoi e çmendoi gjatë. Mendoi e çmendoi gjithçka.*

ÇMENDUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). 1. Ai që
është i sëmurë nga mendja, ai që vuan nga çrregullime të rënda psikike; i marrë, i shkalluar. *Spitali i të çmen-durve. bised. Mjekimi i të çmendurve. Ben (ecën, let) si i çmendur. Të dehurit i liron rrugë edhe i çmenduri. fju.*

2. Ai që vepron pa mend në kokë, ai që sillet ose flet pa arsye të shëndoshë; ai që bën si i tërbuar.

ÇMENDUR (i,e) *mb.* 1. Që është i sëmurë nga mendja, që vuan nga çrregullime të rënda psikike, që ka luajtur nga mendtë, i marrë, i shkalluar. *Njeri i çmendur. Është gjysmë i çmendur.*

2. *fig.* Që vepron pa mend në kokë, që sillet ose flet pa arsye të shëndoshë; kokëkrisur; që bën si i tërbuar. *Sa i çmendur paska qenë!*

3. Që është në kundërshtim të plotë me gjykimin e shëndoshë; që është jashtë mase i pamenduar, i papeshuar ose i papërmbajtur, i marrë. *Plane të çmendura. Vendim i çmendur. Veprime të çmendura. Përpjekje e çmendur. Kërkesë e çmendur.*

ÇMENDURI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Gjendja e njeriut të sëmurë nga mendja, humbje e plotë e aftësisë për të menduar në mënyrë normale për shkak të çrregullimeve të rënda psikike, marrëzi. *Kaloi në çmenduri.*

2. *vet. nj.* Mungesë e plotë e arsyes së shëndoshë në veprimet ose në fjalët e dikujt, marrëzi. *Kjo ë'shtë çmenduri.*

3. Sjellje, veprim ose fjalë prej të çmenduri; diçka në kundërshtim të plotë me arsyen e shëndoshë,marrëzi. *Ka bërë mjaft çmenduri. Hoqi dorë nga çmen-duritë. Nuk merrem me çmenduritë e tij.*

ÇMENDURlSHT *ndajf.* Si i çmendur, jashtëza-konisht teper, jashtë çdo mase të arsyeshme, ma-irëzisht. *E dashuron çmendurisht.*

ÇMERIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Gjë që të habit shumë a të çudit pa masë, diçka që të lë pa mend; shëmtim; përbindësh. *Ishte çmerim e nuk shihej me sy.*

ÇMERIT (ÇMERIS) *kal.,* ~A, ~UR. E habit shumë dike, e çudit pa masë, e mahnit, e lë pa mend. *E çmeriti fare. Na çmeriti me ato fjalë.*

ÇMERITEM *vetv.* Habitem shumë, çuditem pa masë, mahnitem, mbetem pa mend. *U çmerit me të. U çmerit kur e pa.*

ÇMERITJE,~A . 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ÇMERIT, ÇMERITEM.

2. Habi, çudi e madhe. *E shihte me çmeritje.*

ÇMESË,~A. *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. Çmim. *Çme-sa e një malli.*

2. *fig.* Vlerësim i punës së dikujt. *Çmesë e padrejtë.*

ÇMESËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* 1. Ai që çmonte dëmin e bërë, ai që caktonte vleftën që duhej paguar për një dëm të bërë. *Çmesëtari i fshatit.*

*2.* Ai që përcaktonte me afërsi prodhimin që do të jepte një are e mbjellë, një pemë etj.; çmues.

ÇMËRS,~I *m.* 1. Lloj shtufi gëlqeror; gur gël-qeror i lehtë e me vrima të vogla, që përdoret si lëndë ndërtimi. *Gur (shkëmb) çmërsi. Shtresë çtnërsi. Mur me çmërs.*

2. Shtresë e ngurtë, që lë uji në faqet e një ene ku zien, bigorr. *Çmërsi i kazanit (i ibrikut). Shtresë çmërsi. Lëshon çmërs. Zë çmërs. Heq çmërsirt.*

I3. Cipë e ngurtë që zënë dhëmbët në rrëzë nga kri-përat gëlqerore; gur dhëmbësh, gurth. *Çmërsi i dhëm-bëye. Zënë çmërs dhëmbët.*

4. Myshk; shtresë që është krijuar nga kalbëzimi i myshkut. *Çmërsi i thatë. Çmërs guri. Ujë me çmërs. Ka zënë trungu çmërs.*

5. *krahin.* Qelbi që zë një plage. *zuri çmërs plaga.*

ÇMËRSTË (i,e) *mb.* 1. Që është prej çmërsi; që është ndërtuar me çmërs. *Shtresë e çmërstë. Breg i çmërstë. Mur i çmërstë.*

*2.* Që është veshur a është mbuluar me myshk. *Zgërbonjë e çmërstë. Trung i çmërstë.*

ÇMËRZIT (ÇMËRZIS) *kal.* ~A, ~UR. I heq
mërzinë dikujt, ia nxjerr mërzinë; *kund.* mërzit. *E çmërziti një cope here.*

ÇMËRZITEM *vetv.* Heq mërzinë, me del mërzia; *kund.* mërzitem. *U çmërzitën bashkë.*

ÇMËSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve tS foljeve ÇMËSOJ, ÇMËSOHEM.
ÇMËSOHEM *vetv.* Humbas shprehinë ose aftë-sinë që kisha për të bërë diçka; harroj ose e heq një Zakon të keq; *kund.* mësohem. *Është çmësuar t'i bjerë veglës. Çmësohem me duhanin.*
ÇMËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E bëj që të heqë dorë a të harrojë diçka, më të cilën ishte mësuar ose që e kishte shprehi; ia heq një zakon të keq, i lë diçka, heq dorë nga diçka që e kisha zakon a shprehi; *kund.* mësoj. *Ia çmësoi rakinë. E çmësoi duhanin.*
ÇMËSYSH *kal.,* ~A, ~UR. Prish syrin e keq që gjoja e ka zënë dike (sipas besimeve të kota); *kund.* mësysh. *E çmësyshi foshnjën.*
ÇMILITARIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇMILITARIZOJ, ÇMILITARIZOHET.
*Çmilitarizimi i vendit. Çmilitarizimi i ekonomisë (i industrisë).*
ÇMILITARIZOHET. *Pës. e* ÇMILITARIZOJ.
ÇMILITARIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I heq
një vendi a një krahine armatimet e forcat ushtarake dhe e ndaloj të ngrejë përsëri ushtri e të prodhojë armë e pajisje për luftë; *kund.* militarizoj. *Çmilitarizoi një vend (një zone).*
*2.* Bëj që të mos përdoret me për qëllime ushtarake, ia heq karakterin ushtarak diçkaje; *kund.* militarizoj. *Çmilitarizoj industrinë (ekonominë).*
ÇMILITARIZUAR (i,e) *mb.* Që i janë hequr armatimet e forcat ushtarake; që nuk përdoret me për qëllime ushtarake; që nuk ka karakter ushtarak; *kund.* i militarizuar. *Vend i çmilitarizuar. Qytet i çmilitari-
zuar. Ekonomi e çmilitarizuar.*
ÇMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇMOJ, ÇMOHET. *Çmimi i dëmeve. Çmimi i pasurisë.*
2. *ek.* Vlera e një malli e shprehur në para; shuma e parave që duhet paguar për të blerë një mall. *Çmime të larta (të ulëta). Me çmime të lira (të ulura). Çmim i arsyeshëm. Çmime të që-ndrueshme (të pandryshueshme, të njësuara). Çmim i prerë (i caktuar). Me çmime shtetërore. Çmimi i bukës (i mishit, i qumështit...). Çmimet e mall-rave (e artikujve, e orendive...). Çmimi i prodhimit. Çmimi i tregut. Çmimi i blerjes (i shitjes). Çmimet e grumbullimit. Çmimet me shumicë (me pakicë). Lista e çmimeve. Ulja (ngritja) e çmimeve. Caktimi i çmimit. Lëkundja (lëvizja) e çmimeve. I vë (i caktoj, i pres) çmimin. I ndryshoj (i ngre) çmimin. Shes me çmim të lartë. Sa e ka çmimin? Me çfarë çmimi shitet?*
3. Sasia e të hollave që paguhet për një pune, për një shërbim, për të përdorur diçka etj.; pagesë: *Çmimi i biletës. Çmimet e shërbimeve. Çmimet e larjes (e pas-trimit, e qethjes).*
4. *fig.* Mundi dhe sakrificat për të arritur diçka, ajo që paguhet për të arritur diçka. *Çmimi i lavdisë. E arriti me çmim të lartë. Me çdo çmim* pa marrë pa-rasysh asnjë sakrificë e pasojë, me çdo kusht.
5. Shpërblim i veçantë moral, që i jepet në trajtën e një flete nderi, të shoqëruar me një dhuratë dikujt, i cili ka fituar në një konkurs, në një garë, në një festival etj.; shpërblim i lartë moral, që jepet nga Këshilli i Ministrave si shenjë nderimi për Vepra të shquara ose për shërbime të veçanta në një fushë të shkencës a të prodhimit, në letërsi, në arte etj.; me-dalja e veçantë që u jepet atyre që nderohen me këtë shpërblim. *Çmimi i parë (i dytë...). Çmimi i Republikës. Çmimet e festivalit (e garës, e konkursit, e kampionatit). Çmimi i gazetës. Dhënia (ndarja) e çmimeve. Fitoi çmimin e pare.*
ÇMINIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇMINOJ, ÇMINOHET. *Çmi-nimi i vendit (i një ndërtese). Bëj çminimin.*
ÇMINOHET. *Pës. e* ÇMINOJ.ÇMINOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Heq minat nga nje vend a nga një ndërtesë e minuar, e pastroj nga minat që të mos shpërthejnë; *kund.* minoj. *Çtninoj fushën. Çtninoj urën. Çminoj qyietin. Çtninoj bregun e detit.*
ÇMOBILIZIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇMOBILIZOJ, ÇMOBILIZOHEM. *Çmo-bilizim i përgjithshëm (i pjesshëm). Çmobilizimi i ushlarëve (i ushtrisë). Urdhri i çmobilizimit.*
*2. fig.* Rënie e hovit në një punë, gjendje në të cilën janë dobësuar vrulli dhe vullneti për ta çuar diçka deri në fund; *kund.* mobilizim. *Çmobilizim i plotë.*
ÇMOBILIZOHEM *velv.* 1. Me pritet hovi dhe fuqitë për të bërë një punë, humbas vrullin dhe vull-netin për ta çuar diçka deri në fund, lëshohem; *kund.* mobilizohem. *Çmobilizohet në punë.*
2. *Pës. e* ÇMOBILIZOJ. *Çmobilizohet nga ushtria.*
ÇMOBILIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *usht.* Liroj nga shërbimi ushtarak i përhershëm ose nga ushtria pas mbarimit të veprimeve luftarake; *kund.* mobilizoj. *Çmobilizoj ushtarët. I çmobilizuan disa oficerë.*
*2. fig.* I pres hovin dhe fuqitë për të bërë një punë, i dobësoj vrullin dhe vullnetin për ta çuar diçka deri në fund; *kund.* mobilizoj. *Çmobilizon forcat (masat).*
ÇMOBILIZUAR (i,e) *mb.* 1. *usht.* Që është liruar nga shërbimi ushtarak i përhershëm ose pas mbarimit të veprimeve luftarake; i liruaf nga ushtria. *Ushtar (oficer) i çmobilizuar. Forcat e çmobilizuara.*
*2. fig.* Që ka humbur hovin dhe fuqitë për të bërë një punë, që nuk ka vrull dhe vullnet për ta çuar diçka deri në fund; *kund.* i mobilizuar. *Njeri i çmobilizuar. Punon i çmobilizuar.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
ÇMOBILIZUES,~E *mb.* Që të pret hovin dhe fuqitë për të bërë një punë, që dobëson vrullin dhe vullnetin për ta çuar diçka deri në fund; *kund.* mo-bilizues. *Frymë çmobili:uese.*
ÇMOHET. *Pës. e* ÇMOJ.
ÇMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Caktoj vlerën e një malli, e një sendi etj. në të holla; jap mendim për çmimin e diçkaje. *Çmoj mallin (pasurinë). Çmoj shtëpinë. Çmoj qetë (kalin). Çmoj dëmin. Çmoj pro-dhimin e një are. E çmoj me tepër (me pak) sesa vlen.*
2. Përcaktoj me afërsi peshën, përmasat, vetinë, cilësinë, kategorinë etj. të diçkaje; vlerësoj, llogarit. *Çmoj largësinë. Çmoj thellësinë. Çmoj sasinë (peshën...). Çmoj cilësinë e duhanit. E çmoj drejt (saktë, gabim). Çmoj punën e bërë. E çmoj me sy. Çmoj me note për-gjigjen e nxënësit.*
3. Peshoj rëndësinë, vlerën, karakterin etj. të diçkaje a të dikujt për të dhënë një gjykim mbi të, e shqyrtoj dhe jap vlerësimin për dike a diçka. *Çmoj gjendjen (rrethanat, kushtet). Çmoj një vepër. Çmoj meritat e dikujt. E çmoj si duhet.*
4. E ngre lart dike a diçka. e pranoj se ka rëndësi, vlerë, meritë të madhe; vlerësoj lart. *Çmoj miqësinë. Çmoj*

*virtytet (patriotizmin, besnikërinë). E çmon jashtë mase. I çmojnë shërbimet e tij. Di ta çmojë bukurinë. E çmon tepër yeten.*
ÇMONTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇMONTOJ, ÇMONTO-HET. *Çmontimi i makinerisë. Çmontimi i tornos (i*
*turbines, i sondës). Punëtorët e çmontimit. Bëj çmon-timin.*
ÇMONTOHET *tek. Pës. e* ÇMONTOJ.
ÇMONT OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Zbërthej në pjesët përbërëse një makineri a një pajisje për ta ndrequr, për ta pastruar etj.; e zbërthej dhe e heq nga vendi një mekanizëm, një pajisje etj.; *kund.* montoj. *Çmontoj makinerinë. Çmontoj motorin. Çmon-toj një aparat. Çmontoj shinat.*
ÇMORRIT (ÇMORRIS) *kal.,* ~A ~UR. 1. I heq
morrat dikujt a diçkaje, e pastroj nga morrat. *Çmorrit rrobat (teshat). I çmorriti kokën.*
2. *fig.* E kruaj dhe e gudulis lehtë dike; e pickoj lehtë.
ÇMORRITEM *vetv.* 1. Heq morrat. *Çmorritej në did!. Çmorritet pula.*
*2. Pës. e* ÇMORRIT.
ÇMORRITJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇMORRIT, ÇMORRITEM. *Çmorritja e rrobave.*
CMOS *pakuf. bised.* Çdo gjë, gjithçka, gjithfare gjërash. *Ha çmos. I jap çmos. Dëgjoj çmos. Mori çmos. Bleu çmos.*
*k* Çmos kurrë si asnjëherë tjetër. Bëj çmos (e çnuk)
bëj çdo gjë të mundshme, përpiqem më të gjitha mje-tet e mënyrat për të arritur diçka, nuk lë gjë pa bër6.
ÇMPlHEM *vetv.* Shpihem. ÇMPIJ *kal.,* ~VA, ~RË. Shpij.
ÇMPREH *kal,* ~A, ~UR. 1. E bëj me pak *l&*
mprehtë tehun a presën e një vegle; i trash tehun a presën; *kund.* mpreh. *Çmpreh thikën (sëpatën, kosën, briskun).*
2. *fig.* la ul a ia dobësoj mprehtësinë e shfaqjes diçkaje, ia humbas tendosjen.
ÇMPREHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇMPREH, ÇMPRIHEM. *Çmprehja e thikës.*
ÇMPRIHEM verv. 1. *vet. veto III.* Humbet mprehtësinë e tehut a të presës, trashet, bëhet me pak i mprehtë. *Çmprlhet sëpata (thika).*
*2. vet. veta III fig.* I ulet mprehtësia e shfaqjes, humbet mprehtësinë, humbet tendosjen.
3. *fig.* Tërhiqem nga diçka, për të cilën isha bfrë gati dhe e dëshiroja shumë.
ÇMUAR (i,e) *mb. 1.* Që ka vlerë të madhe a të ve-çantë; që kushton shumë, i shtrenjtë. *Gjë e çmuar. Send i çmuar. Dhuratë e çmuar. Thesar i çmuar. Gjah i çmuar.*
*2. fig.* Që e dua dhe e nderoj shumë. që është shumë i shtrenjtë. *Mik i çmuar. Mysafir i çmuar.*
3. *shih* ÇMUESHËM (i), —ME (e) i. *Ndihmë e çmuar. Porosi e çmuar. Mendim i çmuar. Idc e çmuar. Dokument i çmuar.*
Gur i çmuar gur ose mineral i rrallë me ngjyra të ndryshme, që përdoret sidomos në punimet e argjendarisë. Metale të çmuara metalet e rralla si ari, argjendi, platini, që nuk ndryshken.
ÇMUARJ E,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇMOJ, ÇMOHET. *Çmuarja e dëmit. Çmuarja e mallit. Çmuarja e ngjarjeve.*ÇMUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që cakton vlerën në të holla të diçkaje; ai që cakton vleftën e një dëmi që bëhet. *Çmues bujqësor. Çmuesit e mallit. Zgjedh çmuesit.*
2. *vjet.* Çmesëtar. *Çmuesi i fshatit.*
3. *fig.* Ai që e di vlerën a rëndësinë e diçkaje, ai që e njeh dhe e ngre lart vlerën e diçkaje. *Çmues i artit. Çmues i bukurisë. Çmues i mire i një loje.*
ÇMUESHËM (i), ~ME (e) *mb. I.* Që ka vlerë të veçantë ose rëndësi të madhe, që është shumë i dpbishëm për dike. *Porosi e çmueshme. Përvojë e çmueshme. Ndihmë e çmueshme. Dokument i çmueshëm. Mësimet e çmueshme të Partisë e të shokut Enver.*
2. *shih* ÇMUAR (i,e). *Gjë e çmueshme. Send i çmueshëm. Metal i çmueshëm. Mik i çmueshëm.*
ÇMUNDOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E mundoj shumë e vazhdimisht dike. *E çmundoi djalin.*
ÇNATYRIM,~I *m. spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇNATYROJ, ÇNATYROHET. *Çnatyrimi i alkoolit.*
ÇNATYROHET *vetv. 1. spec.* Humbet vetitë ose karakteristikat natyrore, ndryshon përbërjert e vet të] zakonshme. *Çnatyrohet kripa. Çnatyrohet ushqimi.*
J2. *fig. libr.* Humbet vetitë ose karakteristikat e mira, i prishet natyra e vet; pëson ndryshime në pamjen e jashtme, shformohet. *Çnatyrohet njeriu. Çnatyrohet gjuha (muzika).*
ÇNATYROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *spec* I prish vetitë ose karakteristikat natyrore diçkaje; i ndryshoj përbërjen e zakonshme duke i shtuar diçka tjetër. *Çnatyroj alkoolin.*
2. *fig. libr.* Bëj që të humbasë vetitë ose karakteristikat e mira e thelbësore; i prish natyrën e vet; shformoj. *Çnatyron gjuhën (muzikën).*
ÇNATYRUAR (i,e) *mb.* 1. *spec.* Që ka humbur vetitë ose karakteristikat natyrore, që ka ndryshuar përbërjen e vet të zakonshme. *Alkool i çnatyruar.*
*2. fig. libr.* Që ka humbur vetitë ose karakteristikat e mira e thelbësore, i prishur. *Muzikë e çnatyruar.*
ÇNDERIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇNDEROJ, ÇNDEROHEM.
ÇNDEROHEM *vetv. 1.* Humbas nderin a emrin e mire, me njolloset nderi, turpërohem a poshtërohem përpara të tjerëve.
2. *Pës. e* ÇNDEROJ.
ÇNDEROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Njollos nderin e dikujt, i cenoj emrin e mirë, i marr ose i shkel nderin, e turpëroj; e poshtëroj dike, e shaj rëndë. *E çnderoi në sytë e botës. Çnderon gjithë familjen. Me këtë ka çnderuar veten.*
2. Përdhunoj një femër. *E çnderoi vajzën.*
ÇNDERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I pandershëm; *kund.* i ndershëm. *Njeri i çndershëm. Grua e çnder-shme. Punë (sjellje) e çndershme. Veprim i çndershëm. Jetë e çndershme. Në mënyrë të çndershme.*
ÇNDERUAR (i,e) *mb..* 1. Që ka humbur nderin a emrin e mirë, që është turpëruar ose është poshtë-ruar përpara të tjerëve. *Njeri i çnderuar.*
2. Që e kanë perdhunuar (për femrat). *Vajzë (grua) e çnderuar.*
ÇNDERUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që përdhunon një femër, përdhunues.
ÇNDERUES,~E *mb.* Që i njollos nderin ose emrin e mirë dikujt, që e turpëron ose e poshtëron përpara të tjerëve. *Veprim çnderues. Vepër çnderuese.*
ÇNDRYSHK *kal.,* ~A, ~UR. 1. I heq ndryshkun diçkaje, e pastroj një send nga ndryshku; *kund.* ndryshk. *Çndryshk hekurin.*

*2. fig.* I shkund plogështinë, i kthej shkathtësinë, gjallëroj, përtërij. *Çndryshk trupin. Çndryshk mendjen (trutë).*

ÇNDRYSHKEiM *vetv. I. vet. veto III.* I hiqet ndryshku, pastrohet nga ndryshku; *kund.* ndryshket. *Çndryshket shpata.*

*2. fig.* Shkundem nga plogështia, fitoj përsëri gja-llërinë dhe shkathtësinë, gjallërohem, përtërihem. *Çndryshken me gjimnastikë (në punë). In çndryshk mendja. Çndryshket nga koka.*

3. *Pës. e* ÇNDRYSHK.

ÇNDRYSHKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇNDRYSHK, ÇNDRYSH-
KEM. *Çndryshkja e hekurit (e çelikut). Çndryshkja e trupit (e mendjes).*

ÇNDUK *kal.,* ~A, ~UR. E nduk shumë e vazhdimisht dike a diçka. *E ndukte dhe e çndukte.*

ÇNE *pj. bised.* 1. Përdoret për të shprehur a për të përforcuar një mohim, kur e presim me habi, me kundërshtim ose me mospërfillje atë që dëgjojmë; jo, aspak. *Çne, ajo s'ka qenë aty. Çne, as që e kam parë fare.* □ *— Qenka fejuar? — Jo, çne.* □

2. *përd. kallëzues.* Nuk ka psrse, nuk duhef, nuk është fare e nevojshme. *Çne të vesh ti atje. Çne ta marrin vesh të tjerët.*

ÇNGJIT *kal.,* ~A, ~UR. Shkëput ose heq diçka të ngjitur, shqit; *kund.* ngjit. *Çngjit pullën. Çngjit letrën.*

ÇNGJITEM *vetv. 1. vet. vela III.* Shkëputet a hiqet diçka e ngjitur, shqitet; *kund.* ngjitet. *U çngjit pulla. U çngjit letra.*

*2. fig.* Largohem prej dikujt, nuk i qepem me pas, shqitem (zakonisht me mohim); *kund.* ngjitem. *Nuk iu çngjit fare atij.*

3. *Pës. e* ÇNGJIT.

ÇNGJITJ E,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇNGJIT, ÇNGJITEM. *Çngjitja e pullave (e
letrave*;.

ÇNGJYRIM,^—I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇNGJYROJ, ÇNGJYROHET. *Çngjyrimi i
rrobave (i stofrave, i fillit, i leshit). Çngjyrimi i flokëve. Reparti i çngjyrimit. Shkakton (sjell) çngjyrimin.*

ÇNGJYROHET *vetv.* 1. I del ose i zbehet ngjyra diçkaje, e humbet ose e ndryshon ngjyrën; zbardhet. *Çngjyrohen rrobat. Çngjyrohet në diell.*

*2. Pës. e* ÇNGJYROJ. *Çngjyrohen stofrat.*

ÇNGJYROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I nxjerr ose i zbeh ngjyrën diçkaje, i heq ose i ndryshoj ngjyrën; zbardh. *Çngjyroj pëlhurën (leshin). Çngjyroj flokët.*

ÇNGJYROS *kal,* ~A, ~UR. Çngjyroj. *Çngjyros pëlhurën (stofrat).*ÇNGJYROSET *vetv.* 1. Çngjyrohet. *Jane çngjy-rosur rrobat.*

2. *Pës. e* ÇNGJYROS.

ÇNGJYROSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇNGJYROS, ÇNGJYROSET. *Çngjyrosja e rrobave (e leshit, e flokëve, e stofrave).*

ÇNGJYROSUR (i,e) *mb.* I çngjyruar. *Pëlhurë e çngjyrosur. Rroba të çngjyrosura.*

ÇNGJYRUAR (i,e) *mb.* Që i lea dale ose që i është zbehur ngjyra, që nuk e ka me ngjyrën e mëparshme; i zbardhur. *Basmë e çngjyruar. Flokë të çngjyruar.*

ÇNGJYRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Lëndë që shër-ben për t'i hequr ngjyrën diçkaje; lëndë çngjyruese. *Çngjyrues për pëlhura (për verën). I hedh çngjyrues. E zhyt në çngjyrues. Përdor çngjyrues.*

ÇNGJYRUES,~E *mb.* Që shërben për t'i hequr ngjyrën diçkaje ose për të zbardhur diçka. *Lëridë çngjyruese, Veti çngjyruese. Tretësirë çngjyruese.*

ÇNUK *pakuf. bised.* Çdo gjë, gjithçka, çmos; gjithçka të lejueshme e të palejueshme.

• Bëj çmos e çnuk *shih te* ÇMOS.

ÇNJEH *kal.,* ~A, ~UR. Njeh e çnjeh: a) e numëroj mirë diçka, e njeh disa here; b) e rrah mirë në mendje diçka, e shoshit mirë disa here.

ÇNJERËZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇNJERËZOJ, ÇNJERËZOHEM.

ÇNJERËZISHT *ndajf.* Në mënyrë çnjerëzore; me egërsi të madhe, mizorisht, barbarisht. £ *vrau çnjerëzisht. I shtypi çnjerëzisht. Sillet çnjerëzisht.*

ÇNJERËZOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Humbet tiparet e jashtme dhe vetitë e njeriut; shndërrohet nga një qenie njerëzore në kafshë ose në diçka tjetër. *Në përralla njerëzit çnjerëzohen.*

*2.* Bëhem i egër e i pashpirt, humbas vetitë e mira njerëzore.

3. *Pës. e* ÇNJERËZOJ.

ÇNJERËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj
të humbasë tiparet e jashtme dhe vetitë e njeriut; e kthej një njeri në kafshë ose në diçka tjetër.

2. E bëj të egër e të pashpirt, i prish vetitë e mira njerëzore.

3. Çnderoj, përdhunoj (një femër). *E çnjerëzoi vajzën.*

ÇNJERËZOR,~E *mb.* 1. Që bëhet në mënyrë të egër e të pashpirt, i pamëshirshëm, mizor, barbar. *Sjellje çnjerëzore. Qëndrim çnjerëzor. Torture çnjerëzore. Krime çnjerëzore. Në mënyrë çnjerëzore.*

*2.* Që është krejt i papërshtatshëm për jetën e njeriut, shumë i keq e i rëndë. *Kushte çnjerëzore.*

ÇNJOH *kal.,* ~A, ~UR *drejt.* E bëj ligjërisht të pavlefshme një lidhje ose marrëdhënie, zakomsht familjare, prej së cilës lindin detyrime të caktuara; mohoj ligjërisht një lidhje ose marrëdhënie të tillë. *Çnjoh atësinë. Çnjoh fëmijën.*

ÇNJOHJ E,~A . *drejt.* Veprimi sipas kuptimit të foljes ÇNJOH. *Çnjohja e atësisë (e fëmijës).*

ÇOBAN,~I *m.sh.* —Ë, ~ËT. 1. Ai që ruan, që kullot dhe që mbarështon bagëtinë; bari. *Çoban dhensh (dhish, lopësh). Çobani i fshatit. Çobanët e kooperativës. Guna (kërraba) e çobanit.*

*1. bised.* Vllah. *Veshje çobanësh.* 3. *zool., krahin.* Çafkëlore.

•*k* Si dhentë pa çoban pa udhëheqje, pa drejtues a pa kujdestar, si dhentë pa bari. Mbetem si çobani pa bagëti mbetem i shkëputur nga masa që drejtoj, mbetem si bariu pa bagëti. I vijnë dhentë pa çoban i shkojnë shumë mirë punët, i ka punët shumë mirë.

ÇOBANAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Stanar.

ÇOBANÇE *ndajf. bised.* 1. Sipas mënyrës së ço-banëve, ashtu si bëjnë çobanët etj.; çobanisht. *Luge e punuar çobançe. Kërcen (këndon) çobançe. Vishet çobançe.*

*2. bised.* Vllahisht. *Flas çobançe.*

ÇOBANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ÇOBAN, ~I,.

ÇOBANESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Fem. e* ÇOBAN,~I i. *Çobaneshat e fshatit. Kënga e çobaneshës.*

ÇOBANËRI,~A . *përmb.* 1. Tërësia e çobanëve, gjithë çobanët, barinjtë. *U mblodh çobanëria. 2. bised.* Tërësia e vllehve, gjithë vllehtë.

ÇOBANI,~A . 1. Puna a mjeshtëria e çobanit; jeta e çobanit, mënyra e jetesës së çobanit. *Çobania nuk ka fund. Është mësuar me çobani.*
*2. përmb.* Çobaneri. *Erdhi çobania.*
ÇOBANISHT *ndajf.* Sipas mënyrës si çobanëve,
çobançe. *Kërcen çobanisht.*
ÇOBANKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Çobaneshë.
2. *zool., krahin.* Bishtatundës.
ÇOBAN OJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kujdesem për të ruajtur, për të kullotur dhe për të mbarështuar bagëtinë, merrem me çobani. *Çobanoi gjithë jetën.*
*2. fig.* Endem poshtë e lart pa bërë ndonjë punë të vlefshme, sillem rrotull kot me kot. *Nga ke çoba-nuar sot?*
ÇOÇ *pakuf. bised.* 1. Diçka; ndonjë gjë, diç. *Çoç tha ai. Çoç mërmëriste nëpër dhëmbë. Çoç ka pësuar. Çoç ka për t'i thënë. Çoç di edhe ai. Çoç e theri në zemër.*
*2. si pj.* Përdoret në fillim të një fjalie, kur shprehim diçka në mënyrë të përafërt a kur flasim për diçka me dyshim ose pa siguri të plotë. *Çoç i pëlqen ajo vajzë. Çoç i kishte hyrë vetja në qejf. Çoç ishte shëndo-shur shumë.*
ÇOÇ ËR,~RI *m. sh.* ~ËR, ~RIT. 1. *zool.* Cinxami.
2. *fig.* Njeri me trup shumë të vogël.
3. *folk.* Kacamic.
ÇOHEM *vetv.* 1. Ngrihem në këmbë, marr qëndrim drejt pasi isha ulur diku a kisha rënë përdhe, ngrihem; *kund.* ulem. *Çohem në këmbë. Çohem nga vendi (nga toka, nga dyshemeja, nga karrigia). Çohem në mbledhje* marr f'jalën në një mbledhje duke u ngritur nga vendi. *Çohem nga tryeza* largohem nga tryeza, pranë së cilës isha ulur për të ngrënë bukë a për të punuar. *Çohem në më'sim (në dërrasë të zezë)* ngrihem nga banka për t'u përgjigjur në mësim.
2. Largohem nga shtrati ose nga vendi ku isha shtrirë për të fjctur, zgjohem; lë shtratin pas një sëmundjeje; ngrihem; *kund.* bie. *Çohem nga krevati (nga shtrati, nga dysheku). Çohem herët (shpejt, vonë). Çohem në mëngjes (qëmenatë). Çohem prej gjumit.*3. Nis të eci, mëkëmbem; *fig.* bëhem për punë. *Çohem në këmbë. Ende nuk është çuar. Nuk me janë çiiar fëmijët.*
4. *vet. veta III.* Shkëputet nga toka ose nga një si-përfaqe tjetër; shton lartësine, ngrihet; *kund.* ulet. *Çohet aeroplani (helikopteri). Çohet nga aerodromi (nga pista). Po çohen retë. U çuan zogjtë.*
5. *vet. veta III.* Shkëputet ngadalë nga një sipër-faqe dhe përhapet në ajër, ngrihet; *kund.* bie. *Çohet pl'uhuri (avulli) nga toka. Çohet tymi përpjetë.*
6. *vet. veta III.* Shkon me lart nga rrafshi i sipërfaqes, bëhet me i lartë ose me i bymyer; ngrihet, fryhet. *Çohet toka (vendi). Çohet lëkura e bëhet filuskë. Çohet buka (brumi).*
'7. *vet. veta III.* Dallohet duke dale me lart se vendet a sendet e tjera përreth, ngrihet. *Çohen oxhakët e fabrikave. Çohen majat e maleve.*
8. *vet. veta III.* Duket në horizont si pasojë e rro-tullimit tëTokës, ngrihet; lind, del. *Çohet dielli (hëna). V çua dielli dy pashë.*
9. Drejtoj trupin, pasi kam qenë shtrirë a i për-kulur; *vet. veta HI.* drejtohet lart diçka që rrinte varur ose ishte e përkulur, merr drejtimin pingul, ngrihet. *Çohem në shtrat (në dyshek). Çohem drejt. U çuan degët. U çua përsëri gruri pas shiut. Të çohen fldkët përpjetë.*
10. *fig.* Ngre krye, bëj kryengritje, ngrihem në luftë; nuk pranoj të nënshtrohem me. *U çuan kundër pushtuesit. U çua i madh e i vogël. U çua i tërë populli. U çuan masat e gjera. U çuan si një trup i vetëm.*
11. *fig.* Hidhem në veprim, marr pjesë me vrull e Vendosmëri në një luftë të drejtë, në një veprimtari të rëndesishme shoqërore. *Një bie, mijëra çohen.*
12. *vet. veta III.* Fillon, nis, ngrihet. *U çua një ere e madhe.*
13. E ndërpres një veprim a i jap fund një pune, të cilën e kryeja ndenjur. *Çohem nga tryeza (nga buka, nga sofra). Çohem nga puna.*
14. Para një foljeje tjetër tregon fillimin e një veprimi a një përpjekje më të madhe për të kryer diçka; ngrihem. *U çua e vajti. Çohemi të punojmë!*
15. *vet. veta III.* Nderzehet. *Çohet lopa. Çohen dhëntë.*
16. *Pës. e* ÇOJ ii.
Çohet gavole *shih te* GAVOL E,~JA. Çohem në; këmbë nis a ndërmarr një punë me rëndesi, mbledh të gjitha fuqitë për të bërë një punë të madhe. Me çohet (me ngrihet) mendja *shih te* NGRIHEM. Çohet (ngrihet) peshë *shih te* PESHË. Është çuar në pupë *shih te* PUPË,~A iv. I çohet të rëndët *shih te* RËNDË,~T (të). Bjer e çohu (ngrehu e bjer) *shih te* BIE i. Iu çuan (iu ngritën) flokët (qimet, leshrat e kokës) përpjetë *shih te* FLOK,~U. Çohen (ngrihen) këmbët i bien kokës *shih te* KËMBË,~A.
ÇOHET. *Pës. e* ÇOJ i. *Çohet për studime. I çohen të fala. Të çohet deri në fund.*
ÇOJ i *kal.,* ÇOVA, ÇUAR. 1. E marr me vete dhe e përcjell deri në një vend tjetër ose deri te dikush, shpie; e nis dike që të shkojë deri në një vend për një qëllim, për të bërë një punë, për të mbaruar një po-rosi etj., dërgoj; *kund.* sjell. *E çoi djalin në fshat. E çoi në shtëpi. E çoi në punë (në luftë). Çoj në shkollë (në aksion). E çoi me shërbim. I çoi krushqit. E çoi me lope (me dhen). E çoj për dore. E çoj zvarrë.*
*2.* Bart deri te një vend ose deri te dikush për ta lënë atje; nis me një njeri, me një mjet ose me një mënyrë tjetër deri në një vend tjetër ose deri te dikush, dërgoj; *kund.* sjell, bie. *çoj librin (gazetën). I çoj një letër (një telegram). I çova ca plaçka. la çoi drutë. I çoj kafen. I çoi të hajë e të pijë. I çoj me postë d i ç k a. Ma ço me djalin. la çoj në shtëpi (në shkollë, në punë). E çoj në vend. I çuan me anije (me tren).*
3. la bëj të njohur diçka nëpërmjet një njeriu ose me letër, njoftoj nga larg; i shpreh nëpërmjet dikujt ose me letër urime, përshëndetje etj., i dërgoj nga larg. *çoj fjalë (haber). I çoj zë p ë r diçka. I çoj të fala (përshëndetje, urime).*
*4.* E drejtoj diçka që të shkojë a të godasë në një vend ose në një shenjë, dërgoj. *E çoj në shenjë. Çoj topin në rrjetë. Çoj plumbin në tabelë. Çoj sytë (vësh-trimin)* hedh sytë, shoh në një drejtim.
5. *vet. veta III.* Lë të kalojë nëpër të në një drejtim të caktuar, shpie. *Kanali e çon ujin shumë larg. Gypat e çojnë lëngun te kazanët. E çon rrymën elektrike deri në fshatrat më të largëta.*
6. *vet. veta III.* Të drejton në një vend të caktuar, të shpie. *Rruga të çon në fshat. Kjo udhë të çon në Shkodër. Ku të çon kjo kthese ? Të çon në veri (në jug).*
7. *fig.* Udhëheq në një drejtim; ndihmoj që të zhvillohet, të përparojë, të ecë; shpie. *E çoj drejt fitores. E çon*

*përpara revolucionin. E çoi në rrugë të drejtë. Përpiqet ta çojë prapa.*
8. Bëj që të arrijë në një përfundim të mirë ose të keq, e shpie në një gjendje të caktuar; *vet. veta III* ka si rrjedhim a si pasojë; shpie. *E çoi në litar (në greminë, në van). E çoi në fitore (në shkatërrim të plotë). E çoi dëm diçka* e prishi, e dëmtoi. *Këtu të çon kokëfortësia (mendjemadhësia, pakujdesia).*
9. E shpie deri në një cak a në një shkallë; rrit a zmadhoj deri në një numër. *E çoi numrin e golave në pesë. E çoj numrin e lopëve deri në dyqind. E çoi në kulm. E çoj deri në fund. E çoj më tej (me përpara).*
10. *vet. veta III.* Me bën të shkoj diku, me detyron të vete, me shpie. *Me çon puna. Me çoi detyra. E çoi nevoja (halli).*
11. Kaloj a shkoj kohën; kaloj jetën; jetoj në një mënyrë të caktuar; rroj; shpie. *E çon shumë mirë në fshat. E çoi jetën në mërgim. Si ia çoni andej? Si ia çon me punë? Ka çuar jetë* ka rrojtur mirë. *Si ia çoni me fqinjët? Ia çoj mirë (keq).*
12. *vet. veta III jokal. bised.* Shkon edhe ca kohë, përdoret diçka edhe për një fare kohe; rron. *E çojnë edhe ca muaj këto këpucë. Nuk me kanë çuar shumë (gjatë).*
13. *bised.* E vazhdoj a e zgjat diçka për një fare kohe; *jokal.* zgjat a vazhdon për një kohë të caktuar. *E çoi gjatë kuvendin (bisedën). E çuan gjatë luftën. Nuk e çon shumë kjo luftë. S'po e çojmë me tutje (me tej) !* nuk po e zgjatim me bisedën, po e lëmë me kaq.
14. *bised.* E gëlltit a e kapërcej në grykë një ushqim; e shkoj poshtë a e thith në mushkëri. 5'e *çoj dot me bukën. Mezi e çoj duhanin e forte.*
15. *bised.* Drejtoj a ngas një kafshë pune ose një mjet transporti a udhëtimi; nis. *Çoj qetë (kuajt). Çoj biçikletën. E çoj makinën (veturën). S'di ta;ojë mirë.*
•*k* Çoj me andej (me tej) e shpie me përpara diçka, bëj që të arrijë në një cak më të përsosur. E çon batbat *diçka shih te* BATBAT. E çuan (e shpunë) dardbe*shih te* DARDHË,~A. E çoi (e dërgoi) në djall (ne *ixeq) dike a diçka thjeshtligj., keq. shih te* DJALL,—'I. E çoi (e shpuri) f jalën për *dike a për diçka shih te* SHPIE. S'e çon (nuk e shpie) me gjatë *shih te* GJATË. E çoj (e shpie) mendjen *diku a t e dikush* e sjell ndër mend diçka a dike, nis të men-doj për diçka a për dike. E çoi poshtë *dike a diçka shih te* POSHTË. E çoi (e nxori, e pruri) rruga (udha) *shih te* RRUGË,~A. E çon trashë *dikush shih tek* TRASHË. E çoi në varr *dike shih te* VARR,~I. E çoj (e shpie) në vend *(n j ë fj ale, një urd he r, një p o r o s i* etj.) *shih te* VEND,~I. E çoj (e matr, e sjell) për veshi *dike shih te* VESH,~I. Të çon (të shpie, të hedh) degë me degë *shih te* DEGË,~A E çofshin me katër veta! *mallk.* vdektë! Mos e çoftë kryet (kokën) shëndoshë! *mallk.* vdektë! Ku të çon (të shpie) mushka! *shih te* MUSHKË,~A. Çon (shpie) ujë në mullirin *e dikujt shih tek* UJË,~I. Ta çon (ta shkon, ta lëshon, ta fut, ta ka-lon) ujin nën rrogoz (nën hasër, nën vete) *shih te* RROGOZ,~I. E çoi në vend të vetën *shih te* VEND, ~I. Çon një pelë e ha një thelë '. *u. shih te* PELË, "A.
ÇOJ ii *kal.,* ÇOVA, ÇUAR. 1. Shkëput diçka nga toka ose nga dyshemeja dhe e mbaj pezull në duar, marr diçka nga vendi i vet dhe e mbaj në dorë ose e vë me lart, ngre; *kund.* id. *Çoj thesin (barren, valixhen). Çoj tezgën (vigun). Çoj dorezën e telefonit. E çoj peshë. Çoj lart.*
*2.* Drejtoj lart, zhvendos në drejtimin nga poshtë lart. *Çoj dorën (gishtin). Çoj kokën. Çoj grushtin. Çoj vetullat përpjetë.*
3. Bëj që të ngrihet lart a me lart nga ç'është, ngre. *Çon shumë pluhur (era). Çoj degën e pemës.*
*4.* E kaloj nga gjendja e shtrirë në qëndrimin pingul; bëj që të qëndrojë lart diçka që ishte e shtrirë, e varur dhe e kapur diku; ngre; *kund.* al. *Çoj rrasën. Çaj kapakun. Çoj jakën e palltos (e xhaketës). Çoj perdet. Çoj velat e barkës.*
5. Kthej në gjendjen e mëparshme me këmbë ose pingul diçka që ishte rrëzuar, përmbysur ose rroku-llisur; bëj që të ngtihet në këmbë dikush që ishte ulur a shtrirë, ngre. *Çoj karriget (bankat, tryezat). Çoj gardhin. Çoj fëmijën e rrëzuar. E çoi plakun.*
6. E bëj që të lëvizë a të ngrihet nga vendi, ngre. *Çoj nga vendi (nga karrigia). E çoj në mësim (në dë-rrasë të zezë)* e thërres për t'u përgjigjur në mësim.
7. I prish gjumin dikujt; e ngre, zgjoj. *Çoj nga krevati (nga shtrati). E çoj nga gjumi. Çoje djalin! E çoi herët (vonë).*
8. *gjah.* Nxjerr nga strofka a nga vendi ku ishte fshehur një kafshë a një shpend për të gjuajtur. *Çoj rosat (shkurtat...). E çoi lepurin qeni.*
9. E bëj diçka më të lartë nga sa ishte; ngre diçka. *çoj themelet mbi tokë. E çoj shtëpinë edhe një kat. Çojnë mullarë. I çojmë fitilat.*
10. E bëj më të madh, i shtoj madhësinë, vlerën. masën a shkallën diçkaje; ngre (edheiy.) *Çoj çmimin. Çoj normal. Çoj rendimenlin (prodhimin). E çoi mo-shën. I çoj moralin.*
11. E bëj të dëgjohet me shumë, e bëj më të lartë a më të forte; forcoj. *Çoj zërin. Çoj radion.*
12. *fig.* E bëj dike që të marrë pjesë gjallërisht në një luftë të drejtë, në një aksion a në një veprimtari të rëndësishme shoqërore; frymëzoj për diçka, i jap emër; ngre. *Çuan popullin. I çoi në luftë (në aksion).*
13. *bised.* Heq diçka nga një vend dhe e shpie në një vend tjetër. *Çoj tryezën* heq enët dhe ushqimet nga tryeza pas të ngrënit.
14. Bëj punimin e parë të tokës; lëroj, kthej. *Çoj token (arën). Çoj ugarin.*
15. *fig.* I ngjall a i shkaktoj diçka, zgjoj. *Me çon mallin. I çon etjen. I çon vaj.*
16. *bised.* Mbledh, grumbulloj. *Çoj ushtri.*
• E çoi (e ngriti, e nxori, e qiti) nga balta *dike shih te* BALTË, ~A. Çon (ngre) dorë (dorën) *k under dikujt shih te* NGRE. Çoi (ngriti) duart lart (përpjetë) *shih te* NGRE. Çoj (ngre) gotën (dollinë, kupën, shëndetin) *shih te* NGRE. Një gur s'çon (s'bën) mur *fj.u. shih te* GUR,~I. Çon (ngre) hundën (përpjetë) *shih te* HUNDË,~A. Nuk çon (nuk ngre) kandar (peshë) edhe *poh. shih te* KANDAR,~I. S'e çon (s'e ngre, s'e mban, s'e heq) kandari *shih te* KANDAR,~I. Çoj (ngre) kokë (krye) *shih te* NGRE. Çon kokën (ko-kë) mëkëmbet, e merr Veten nga ana ekonomike; përmirësohet, e merr veten pas një sëmundjeje të rëndë. S'e çon (s'e ngre) kokën *nga diçka shih te* NGRE. E çoi (e ngriti) në (me) këmbë *shih te* KËMBË,~A. Me çon (me nxjerr) mallin *e di-kujt a të diçkaje shih te* NXJERR. Çon (ngre) peshë *dike shih te* PESHË. Çon (ngre) peshë (mendjet, zemrat) *shih le* PESHË. Eçoj(e ngre, e hipi) në qiell *shih te* QIELL, ~I. Çoj (ngre, mbledh rrudh) supet *shih te* NGRE. Çon (ngre)

veshët *shih te* VESH,~I. Çoj (ngre) zërin (në qiell) *shih te* NGRE. Ul e ço (ngre) *shih tek* UL. I çoi (i ngriti, i bëri) këmbët bigë *mospërf. shih te* BIGË,~A7. Nuk çon (nuk nxjerr, nuk qit) lepur nga strofulla *shih te* LE-PUR,~I. I çoj peshë zemrën *dikujt shih te* PESHË.

ÇOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shpërngulja e ba-gëtive nga fusha në bjeshkë për të veruar; bagëtia që është shpërngulur për të veruar në bjeshkë. *Koha e çojes. I erdhi çoja. lu kthye çoja.*

ÇO,K,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Lloj çekani që përdoret për të thyer gurë. *Çoku i muratorit (i gurskalitësit). Thyej me çok.*

*2.* Dorezë prej metali me një kokë të rrumbullakët, e varur te porta, që përdoret për të trokitur, traku-llore; gjuhëza e këmborës a e ziles, rrum. *Çoku i derës (i portës). Çoku i këmborës (i ziles). Bie çoku Trakas me çok. U këput çoku.*

3. Shtypësi i havanit. *Çoku i havanit. Shtyp arrat (hudhrat, kafenë) me çok.*

4. Kyç a nyjë në eshtrat e gjymtyrëve, që formon një të dale si gungë. *Çoku i dorës (i këmbës). Çoku i gishtit. Çoku i krahut* maja e supit. *Çoku i bërrylit* maja e bërrylit. *bie me çok.*

5. Sqepi. *Çoku i zogut. Çoku i pules (i gjelit).*

6. Gur i rrumbullakët sa një arrë; gur ose kokërr e rrumbullakët, që e përdorin fëmijët si kaqol në lojë; guri i rrumbullakët pa numër në lojën e bilardos, më të cilin goditen gurët e tjerë. *Çoku i arrave. Çoku i bilardos. Hedh çokun. Gjuaj me çok. E rroku me çok.*

7. Ana e kundërt me presën në një vegël prerëse, më të cilën godasim ose thyejmë diçka; tun. *Çoku i sëpatës. Çoku i shatit.*

*it* I bie çokut flet kot me kot, rreh ujë në havan. Kam shumë çoqe mbi kokë kam shumë punë a tela-she, kam halle të mëdha. Njëri (I bie) kudhrës, tjetri çokut (çekiçit) *shih te* KUDHËR,~RA.ÇOKALE,~JA. *sh.* ~E, ~ËT. Zile a këmborë e vogël për bagëti, që tingëllon shumë. *Çokalja e pelës (e deles). Cjap me çokale. I vë çokale mushkës. Pelën shite, po çokalen ruaje. fj. u.*

ÇOjCANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Këmborë e vogël, e shtypur në të dy anët. *Çokania e dhenve. Çpkanet e dhive. Tingëllimat e çokaneve. Nuk me lënë zilet e mia të dëgjoj çokanet e tua. fj.u.* kam aq shumë telashe për vëte, sa nuk kam mundësi të ndihmoj një tjetër.

2. Çoku i portës, trakullore. *Çokania e portës. I bie çokanes.*

ÇOKANlS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E pres diçka në copa td vogla me çokë; grij me çokë a me një mjet tjetër prerës. *Çokanis mishin. Çokanis patëllxhanët.*

2. *fig.* E rrah fort dike; e qortoj dhe e këshilloj që të vërë mend, e gdhend. *E çokanisi djalin. E ço-kanisi tërë ditën dhe nuk vuri mend.*

3. Thyej gurët ose anët e tyre me çekan, skalit me çok; çekanis. *Çokanis gurët.*

*4.* edhe *jokal.* I bie çokut të derës për të trokitur; trokas në portë me çok, çokas. *Çokanis portën. Di-kush po çokanis në derë.*

ÇOKAS *kal.,* ~ITA, ~lTUR. 1. *jokal.* \ bie çokut të derës për të trokitur; trokas në portë me çok ose me diçka tjetër. *Çokas në portë. Rush po çoket? Çokiti tri here.*

2. E përpjek një send me diçka tjetër, e trokit. *E çokiti fort gotën. Çokitim vezët.*

3. Quk me sqep (për shpendët), çukit. *E çokiten zogjtë. E çokiti sorra.*

ÇOKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sëpatë e vogël, të cilën e përdorim në shtëpi për të prerë mishin, na-xhake mishi; satër. *E ndaj (e pres) mishin me çokë. Grij mish me çokë.*

ÇOKËZ *ndajf.* Guraçokthi. *Luaj çokëz.*

ÇOKIT (ÇOKIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. edhe *jokal.* Çokas. *Çokiti në portë. Çokit gotën. Çokit vezën.*

*2.* I prish, i thyej a i heq lëvoren ose koren diçkaje; çukit. *Çokit arrat. Çokit vezën. Çokit token* i prish koren tokës, prashit.

ÇOKITET, *Pës. e* ÇOKIT. *Çokiten gotat. Çokiten arrat. Çokitet veza.*

ÇOKITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇOKIT, ÇOKITET. *Çokitja e gotave. Çokitja e vezëve.*

21 Tingulli që dëgjohet kur trokasim diku ose kur përplasim diçka. *Dëgjohen çokitjet.*

ÇOKOLLATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pluhur në ngjyrë kafe të mbyllur në të kuqe, që bëhet duke bluar farat e kakaos; brume i gatuar me këtë pluhur dhe me sheqer e me erëza, i ngrirë si pi lake ose në trajtë tjetër; një pllakë nga ky brume. *Çokollatë me qumësht (me vanilje). Karamele (bonbone) me çokollatë. Ëmbëlsirë (akullore) me çokollatë. Fabrikë çokollatash. Ngjyrë çokollatë. Bleu dy çokollata.*

*2.* Pije e trashë, e përgatitur me pluhur kakaoje. *Pi një çokollatë.*

3. *përd. mb.* Që ka ngjyrë kafe të mbyllur në të kuqe.

ÇOKSIDIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve

të foljeve ÇOKSIDOJ, ÇOKSIDOHET. *Çoksidimi i metaleve (i çelihut, i bakrit). Dhoma e çoksidimit.*

ÇOKSIDOHET *tek. Pës, e* ÇOKSIDOJ. *Çoksi-dohen mëtalet.*

ÇOKSIDOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. *tek.* I heq ndryshkun diçkaje; heq shtresën a cipën e oksidit që ka mbuluar një metal; çndryshk; *kund.* oksidoj. *Çok-sidoj çelikun (bakrin, aluminin).*

ÇOKSIDUES,~E *mb. tek. 1.* Që shërben për t'i hequr ndryshkun diçkaje, që heq shtresën a cipën e oksidit, e cila ka mbuluar një metal. *Lëndë çoksi-duese. Tretësirë çoksiduese. Banjë çoksiduese.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Lëndë a tretësirë që i heq ndryshkun diçkaje. *Çoksidues i forte. Çok-siduesi i metaleve.*

ÇOKU *ndajf. bised.* 1. Në një vend të papërcaktuar, diku. *Çoku ka shkuar. Çoku e kam pare. Çoku do të jetë futur.*

*2. më të* rrallë, rrallë e tek; nganjëherë, ndonjëherI. *Çoku e shoh. Çoku pyesin nganjëherë. më parë çoku vinte. Çoku e ngrinin zërin,*

ÇOKUSH *pakuf. bised.* Dikush; ndonjëri. *Çokush po troket. Çokushië sheh jashtë.*

ÇOL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *krahin.* Vend me shumë baltë e me ujë të ndenjur, gjol, moçalishte. *Ra në çol. Hyri në çol.*

*2. bot.* Lloj bime që rritet nëpër moçalishte dhe e hanë kafshët e ngarkesës. *Kali (gomari) po ha çol.*

ÇOMANGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Shkop i trashë e i qëruar me një xhungë të rrumbullakët në njërën anë; xhore. *Çomangia e bariut. Çomangia e daulles. Qëlloj (gadas) me çomange. E rrahu me ço-mange. I bie dokrrës me çomange.*

*2. fig.* Njeri i trashë nga mendja e i pagdhendur.

3. *vjet.* Topuz. *Luftonte me çomange. Ishte i arma-tosur me çomange.*

ÇOMLEK,~U *m. gjell.* Gjellë e gatuar me thela mishi të ziera me qepë të plota ose të grira në copa të mëdha, me thelpinj hudhrash, me erëza dhe me pak uthull. *Mish çomlek.' Një pjatë çomlek.*

ÇOPARKA,~T. *vet. sh.* Rraqe, rrangulla. *Mblodhi çoparkat. I mori çoparkat. Mbeti me çoparka në krahë.*

*k* I ngriti (i mblodhi, i mori) çoparkat *iron,* e braktisi një vend, u largua menjëherë, ua mbathi këmbëve.

ÇORA. *kr. e thj. e* ÇJERR.

ÇORAP,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT edhe ~E, ~ET. 1. Veshje për këmbën, që thuret me dorë ose në makinë me fije leshi, pambuku a mëndafshi ose me fije sintetike. *Çorapë të gjatë (të shkurtër). Çorapë të qëndisur. Çorapë burrash (grash, fëmijësh). Çorapë leshi (pambuku, mëndafshi, najloni). Qafa e çorapit. Shputa e çorapit. Llastikat e çorapëve. Maja (thembra) e çorapit. Shtiza çorapësh. Një pale çorapë. Bëj çorapë. Thur (punoj) çorapë. Mbath çorapët. Heq (zhvesh) çorapët.*

*2.* Pjesa e poshtme e qimeve të këmbës me ngjyrë tjetër, zakonisht të çelur, te kafshët shtëpiake. *DM me çorapë. Mace me çorapë.*

*if* E bëri çorap e bëri rrëmujë, e bëri lesh e li. S'po bëj çorap s'më ecën puna mirë, nuk bëj përpara në diçka. Nuk bën çorap *me dike* nuk shkon mirëme dike, auk ka marrëdhënie të mira me të. E MB (e hap, e ka) gojën çorap flet shume, llomotit tepër, është llafazan i madh. la bëj mendjen çorap ia prish mendjen dikujt, ia bëj mendjen çorbë.

ÇORAPEBËRËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Çorape-punuese.

ÇORAPEPUNUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ajo që thur çorapë me shtiza ose punëtore në një makinë që bën çorapë.

2. *vjet.* Grua që thurte çorapë për t'i shitur.

ÇORBË,~A . 1. *gjelf.* Gjellë e lëngët, si supë e trashë që gatuhet zakonisht me oriz ose me maka-rona të holla dhe më të brendshmet e bagëtive. *Çorbë me oriz. Çorbë pule (qengji). Një pjatë çorbë. Luge çorbe. Ndaj çorbën.*

*2. gjell.* Brume i thartë me miell gruri që zihet me kos a me qumësht e pastaj thahet në diell e thërr-mohet; një lloj qulli pak i thartë që bëhet me këtë brume. *Çorbë e thartë. Çorbë me kos. Çorbë tigani. Trazoj çorbën-*

3. *fig. keq.* Diçka e përzier në mënyrë të parregullt e pa shije, diçka e ngatërruar dhe e paqartë; rrëmujë e madhe, pështjellim. *Çorbë citatesh. Çorbë dialektesh. E kam kokën çorbë.*

*k* Çorbë derri a) gjellë shumë e keqe e pa Shije; b) përzier je krejt e parregullt dhe e papëlqyeshme, pështjellim i padurueshëm. E bëj çorbë e pështjelloj keq, e bëj lesh e li. Pështyu në çorbë (në gjellë) *shih te* PËSHTYJ. Ia ka ngrënë çorbën *dikujt* e njeh mirë dike; ia ka pirë lëngun dikujt. E ka ngrënë çorbën *përp a ra dikujt* di me shumë se një tjetër, ka përvojë më të madhe se dikush tjetër, e ka parë diellin para një tjetri. Ia bëj kokën (mendjen) çorbë e ngatërroj shumë, ia prish mendjen, ia bëj mendjen dhallë. M'u be mendja çorbë (dhallë, bozë, përshesh, lëmsh, tym.) *shih te* DHALLE,~I. U nine (u pri-shën) për një luge çorbë *shih te* LUGË,~A. S'bartet çorba me kaçile *fj.u.* është punë që s'bëhet, s'mba-het uji me shoshë.

ÇORGANIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ÇORGANIZOJ, ÇORGANIZOHE"S'. *Çorganizim i plotë (i madh). Çorganizimi i brendshëm. Çorganizimi i punës (i eko-nomisë). Sjell (shkakton) çorganizim. Mbjell çorga-nizim.*

ÇORGANIZOHET *vetv.* 1. I prishet rregulli dhe sistemi i punës dickaje, çrrcgullohet një veprimtari e organizuar. *Çorganizohet ekonomia (prodhimi).*

2. I prishet ndërtimi i brendshëm një organizate; pështjellohen radhët e një grupi njerëzish të organizuar, shthuret. *Çorganizohet skuadra. U çorganizua sulmi (mbrojtja).*

3. *Pës. e* ÇORGANIZOJ.

ÇORGANIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Prish rregullin dhe sistemin e punës të diçkaje, sjell crre-gullim në një veprimtari të organizuar, çrregulloj; *kund.* organizoj. *Çorganizoj punin. Çorganizoj ekono-minë. Çorganizoj veprimtarinë.*

2. Prish ndërtimin e brendshëm të një organizate; shkaktoj pështjellim në radhët e një grupi njerëzish të organizuar, shthur; *kund.* organizoj. *Përpiqcn të çorganizojnc klasën punëtore (rininë, popullin, partinë). Çorganizon radhët.*

ÇORGANIZUAR (i,c) *mb.* 1. Që i është prishur organizing i mirë; që bëhet në mënyrë të çrregullt; *kund.* i organizuar. *Punë e çorganizuar. Tërheqje e çorganizuar.*

2. Që ka humbur rregullin në radhët e veta, që është në rrëmujë, i shthurur. *Masë e çorganizuar. Radhë të çorganizuara. Ushtri e çorganizuar. Në mënyrë të çorganizuar.*

ÇORGANIZUES,~E *mb.* 1. Që prish organizimin e diçkaje, që sjell çrregullim, që shkakton pështjellim; shthurës; *kund.* organizues. *Punë (veprimtari) çor-ganizuese. Politikë çorganizuese. Kritikë çorganizuese.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

ÇORIENTIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ÇORIENTOJ, ÇOR1ENTOHEM. *Çorientim i madh. Çorientim i përgjithshëm. Çorientim ideologjik (politik). Çorientiml i njerëzve. Çorientimi i busullës. Çorientimi i skuadrës.*

ÇOR1ENTOHEM *vetv.* 1. Ngatërroj drejtimin që duhet të ndjek sipas anëve të horizontit a sipas she-njave të tjera në natyrë; humbas rrugën, nuk di nga të shkoj; *kund.* orientohem. *Çoriëntohem në pyll. Çorientohem në errësirën e nates. Çoriëntohem në një vend të panjohur.*

2. *vet. veta III.* I prishet drejtimi i duhur, merr një drejtim tjetër të gabuar. *Çorientohet busulla. Ço-rientohet instrumenti.*

3. *fig.* Me prishet mendja dhe nuk di si të veproj drejt, humbas fillin, me pështjellOhet koka. *Çorientohem në punë. Çorientohet shpejt.*

4. *Pës. e* ÇORIENTOJ;

ÇORIENTOJ *kal,,* ~OVA, ~UAR. 1. I ngatërroj drejtimin nga duhet të shkojë, e fut në rrugë të gabuar dike; *kund.* orientoj. *E çorienloi në pyll.*

2. I prish drejtimine duhur një harte, një busulle ose një vegle tjetër, i jap një drejtim tjetër të gabuar; *kund.* orientoj. *Çorientoj hartën. Çoiientoj bu-sullën.*

3. *fig.* Ngatërroj dike që të mos dijë si të veprojë drejt, i prish mendjen; mashtroj dike që të hyjë në rrugë të gabuar; *kund.* orientoj. *Çorientojnë lëvizjen. Çorientojnë popullin (rininë).*

ÇOR1ENTUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka ngatërruar drejtimin. të cilin duhej ta ndiqte; që ka humbur rrugën. *Kolonë e çorientuar.*

*2.* Që i është prishur drejtimi i duhur, që ka marrë një orientim tjetër të gabuar. *Busull e çorientuar.*

3. *fig.* Që i është pë:-,htjelluar mendja dhe nuk di se si të veprojë drejt, që e ka humbur fillin; i hutuar. *Njeri i çorientuar.*

ÇORIENTUES,~E *mb.* Që sjell pështjellim në mendjet e të tjerëve; që përpiqet të mashtrojë për të futur dike në rrugë të gabuar; *kund.* orientues. *Teori çorientuese. Të dhëna çorientuese.*

ÇORODI,~A. *sh.* ~, ~TË. Gjendje hutimi për-para diçkaje të papritur ose të pakuptueshme; pa-qartësi në botëkuptini e në veprime; çoroditje. *Sjell çorodi. Bic në çorodi.*

ÇORODIT (ÇORODIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bëj
që dikush a diçka të humbasë vetitë e mira e thelbë-sore. c prish, e zvetënoj. *Çorodit njeriun. Çorodil gju-hën. Përpiqcn ta çoroditin rininë.*

*2.* I prish mendjen për ta futur në rrugë të gabuar;e hutoj për të mos pasur një botëkuptim të qartë e për të mos vepruar drejt. *Çoroditin lëvizjen. Çoroditin popullin. I çorodit mendjen.*

CORODITEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Humbet vetitë e mira e thelbësore, prishet, zvetënohet. *Çoroditet nje-riu. Çoroditet gjuha (kultura).*

2. Trullosem dhe hyj në rrugë të gabuar; nis të veproj pa një botëkuptim të qartë, çorientohem.

ÇORODITËS,~E *mb.* Që ndikon për të futur dike në; rrugë të gabuar, që të huton dhe të trullos, që sjell çoroditje. *Muzikë çoroditëse. Reklamë çoroditëse.*

ÇORODITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ÇORODIT, ÇQ-RODITEM. *Çoroditje e madhe (e përgjithshme). Çoroditje morale. Çoroditja e gj'uhës. Sjell çoroditje.*

ÇORODITUR (i,e) *mb.* 1. Që ka humbur vetitë e mira e thelbësore, që është prishur, i zvetënuar. *Njëri i çoroditur.*

2. Që është trullosur dhe ka hyrë në rrugë të gabuar; që është i hutuar dhe nuk di nga të shkojë e si të Veprojë. *Rrinte i çoroditur. Mbeti i çoroditur.*

ÇOSA *bised.* I. *ndajf.* Një kohë të gjatë, mjaft kohë, një cope here. *Ka çosa që ka ardhur. Kishte çosa që rrinte. Ka çosa që iku.*

II. *pakuf.* Disa. *Çosa ditë. Çosa vjet. Çosa here. Çosa njerëz. Çosa vende. Çosa të ijerë.*

ÇOTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Grifshë.

2. *zool.* Femra e gjonit.

3. *fig.* Vajzë a grua mendjelehtë, që griridet vazh-dimisht më të t jerët.

*ir* Është çotë nga goja e ka gjuhën të mprehtë, është brisk nga goja.

ÇRADHlT (ÇRADHIS) *kal.,* ~A, ~UR *shtypshkr.* Prish rreshtat e shkronjave të radhitufa pasi është shtypur një tekst; *kund.* radhit. *Çradhit lëndëri. Çradhit format. Çradhit një artikull.*

ÇRADHITET *shtypshkr. Pës. e* ÇRADHIT.

ÇRADHlTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *shtypshkr,* Pu-nëtor që prish rreshtat e shkronjave të radhitura pa-si është shtypur një tekst, punëtor i çradhitjes.

ÇRADHITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *shtypshkr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇRADHIT, ÇRA-DHITET. *Punëtori i çradhitjes. Reparti i çradhitjes. Bëj çradhitjen.*

ÇREGJISTRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇREGJISTROJ, ÇREGJIS-TROHEM. *Çregjistrimi i librave. Çregjistrimi i fre-nave. Çregjistrimi i emrave. Bëj (filloj, nis) çregjistrimin.*

ÇREGJISTROHEM *vetv.* 1. Heq emrin tip nga një regjistër ose nga një listë, që të mos ndjek me një shkollë a që të mos marr pjesë në një veprimtari tjetër; *kund.* regjistrohem. *Çregjistrohem nga shkolla (nga kursi).*

*2. vet. vela III spec.* I prishet vendosja e përpiktë për punë një vegle a një pjese tjetër të nje makinerie; *kund.* regjistrohet. *Çregjistrohen frenat. Çregjistrohet makina. Çregjistrohet thika e tornos.*

3. *Pës. e* ÇREGJISTROJ.

ÇREGJISTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Fshij diçka të shënuar në një regjistër, e heq prej. regjistrit;
*kund.* regjistroj. *Çregjistro] emrat. Çregjistro] librat (mallin). Çregjistroj ditët epunës. Çregjistroj martesën.*

2. I prish emrin dikujt në një regjistër ose në një listë; e largoj dikS nga shkolla a nga një veprimtari tjetër, duke i hequr emrin nga regjistri ose nga lista; *kund.* regjistroj. *E çregjistruan nga shkolla (nga kursi). E çregjistruan nga lista.*

3. Prish diçka tS regjistruar, shuaj, fshij; *kund.* regjistroj. *Çregjistroj një pjesë nga shiriti i magneto-fonit.*

4. *spec.* Prish vendosjen e përpiktë për puni të një vegle a të një pjese tjetër të një makinerie; *kund.* regjistroj. *Çregjistroj frenat. Çregjistroj makinën. Çregjistroj thikën e tornos.*

ÇREGJISTRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është shuar nga regjistri ose nga lista për të mos ndjekur me një shkollë ose një kurs. *Nxënës të çrggjistruar.*

*2. spec.* Që i është prishur vendosja e përpiktë për punë (për një vegël a një pjesë tjetër të makinerisë). *Frena të çregjistruar. Thikë e çregjistruar.*

ÇRRAS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Nxjerr diçka që është futur diku me zor, me force ose pa kujdes, e heq nga vendi ku është rrasur; *kund.* rras. *Çrras gurin. Çrras pykën.*

*2.* E bëj të shkrifët a të çlirët diçka që ishte ngjeshur; shkrif; *kund.* rras. *Çrras plaçkat. Çrras dheun (du-hanin).*

ÇRRASET *vetv. 1.* Përhapet a rrallohet një grum-bull njerëzish që ishin të ngjeshur me njëri-tjetrin; shpërndahet; *kund.* rraset. *Çrrasen njerëzit.*

2. *Pës. e* ÇRRAS. *Çrraset dheu (duhani). Çrraset
pyka (guri).*

ÇRRASËT (i,e) *mb.* Që është i thurur rrallë (për pëlhurat); që i ka pjesët a grimcat të çlirëta e pak të ngjeshura; i shkrifët; *kund. i* rrasët. *Pëlhurë e çrraset. Gunë e çrraset. Duhan i çrraset. Dhe i çrraset.*

ÇRREGULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇRREGULLOJ, ÇRRE-GULLOHET. *Çrregullimi i shtëpisë. Çrregullimi i aparateve. Çrregullimi i ekonomisë. Çrregullimi i sto-makut.*

2. Gjendje në të cilën është prishur rregulli, mun-gesë e rregullit, rrëmujë, pështjellim; ecje e parregullt e një pune ose zhvillimi i një veprimtarie, i një pro-cesi jo sipas rendit e normës; ndërprerje. *Çrregullim* i *madh (i plotë). Çrregullimet në punën e një pqjisjejë. Çrregullimet në veprimet administrative. Ishte (e gjeta) në çrregullim të plotë. Shkakton çrregullime. U pres rrugën çrrëgullimeve.*

3. *mjek.* Veprimtari jo e rregullt e një organi, që vjen nga një sëmundje. *Çrregullime nervore. Çrregullime të tretjes (të stomakut). Kam disa çrregullime.*

4. *vet. sh.* Lëvizje, zakonisht e njerëzve nga masat popullore, që shkelin rendin e vendosur, turbullira. *Çrregullime në fshat (në ushtri). Ndjellin çrregullime.*

ÇRREGULLOHET *vetv.* 1. Nis të punojë keq një mekanizëm, një aparat etj,; i prishet puna e rregullt një pajisjeje ose ecuria normale një procesi; *kund.* rregullohet. *Çrregullohet sahati i dritave (i ujit). Është çrreguliuar koha (moti).*

2. Prishet rregulli i një veprimtarie ose zhvillimi në mënyrë të organizuar i diçkaje, bëhet rrëmujë,pështjellohet; *kund,* rregullohet. *Çrregullohet puna.*

*Çrregullohet ekonomia.*

3. *mjek.* I prishet veprimtaria e rregullt, normale një organi për shkak të një sëmundjeje ose dëmtimi. *është çrregulluar stomaku,*

4. *Pës. e* ÇRREGULLOJ. *Çrregullohet shlëpia (dhoma).*

ÇRREGULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Prish

rregullin ediçkaje, i heq sendet nga vendi i tyre dho i hedh pa rregull, bëj rrëmujë, pështjelloj; *kund.* rregulloj. *Çrregulloj shlëpinë (dhomën). Çrregulloj librat (plaçkat).*

2. Bëj që të mos punojë mirë një mekanizëm, një aparat etj.; i prish rregullin e punës një pajisjeje ose ecurinë normale një procesi; *kund.* rregulloj. *Çrregulloj sahatin e dritave.*

3. Sjell pështjellim në një veprimtari, prish rregullin ose zhvillimin e harmonishëm të diçkaje; *kund.* rregulloj. *Çrregullon punën (gjendjen). Çrregullon ekonominë.*

4. *vet. veta III mjek.* Prish veprimtarine e rregullt, normale të një organi. *çrregullon frymëmarrjen (qar-kullimin e gjakut).*

ÇRREGULLT (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka rregull, që është në rrëmujë; që i mungon renditja e rregullt e gjërave; i parregullt; *kund.* i rregullt. *Shtëpi e çrregullt. Në mënyrë të çrregullt.*

*2.* Që i ka pjesët ose përmasat në përpjesëtim të zhdrejtë midis tyre; që është i ndërtuar pa simetn ose jo sipas një rendi, një parimi; *kund.* i rregullt. *Tipare të çrregullta. Trup i çrregullt. Trajtë e çrregullt. Figure e çrregullt. Dhëmbë të çrregullt. Gjashtëkëndësh i çrregullt.*

3. Që bëhet a që ndodh here pas here me ndërprerje të ndryshme kohe; që bëhet, që zhvillohet ose që punon pa një rregull të caktuar, me lëkundje e me ndryshime; *kund.* i rregullt. *Frymëmarrje e çrregullt. Rrahje e çrregullt e zemrës. Hap i çrregullt. Kontrolle të çrregullta. Lëvizje e çrregullt. Zhvillim i çrregullt. Jetë e çrregullt.*

4. Që është në kundërshtim me rregullat e vendosura, që i shkel normat e rregullat e pranuara, i parregullt; *kund.* i rregullt. *Veprim i çrregullt. Sjellje e çrregullt. Gol i çrregullt. Gjuajtje (goditje) e çrregullt.*

5. Që nuk mban rregull në jetëh e përditshme, në punë, në veshje, etj., që e bën çdo gjë rrëmujë; që nuk e kryen rregullisht ose që nuk e ndjek në rregull një veprimtari, një punë etj; *kund. i* rregullt. *Njeri i çrregullt. Nxënës i çrregullt. Grua e çrregullt. Pu-nonjës i çrregullt. Pagues i çrregullt.*

ÇRREGULLUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka nisur të punojë keq; i prishur (për një mekanizëm, aparat etj.).

2. Që i është prishur rregulli i zhvillimit ose ecuria e rregullt. *Ekonomi e çrregulluar.*

3. *mjek.* Që i është prishur veprimtaria normale për shkak të një sëmundjeje ose të një dëmtimi.

ÇRREGULLUES,~E *mb.* 1. Që prish rregullin e diçkaje, që sjell çrregullim; që bëhet për të dëm-tuar veprimtarinë e rregullt ose ecurinë normale të një pune, të një procesi etj. *Sjeri çrregullues. Faktor çrregullues. Prirje çrregulluese. Ndikim çrregullues.*

2. *tek.* Që shërben për të prishur mënyrën e rregullt të punës së një mekanizmi etj. *Aparat çrregullues.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

ÇRRETHIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇRRETHOJ, ÇRRETHOHET.

ÇRRETHOHET. *Pës. e* ÇRRETHOJ.

ÇRRETHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I prish munn, gardhin etj. që është rreth e përqark një vendi; *kund.* rrethoj. *Çrrethoj oborrin (arën, shtëpinë).*

*2.* Heq e largoj me luftë trupat ushtarake që rre-thonin një qendër të banuar ose një ushtri kundër-shtare; nxjerr nga rrethimi, i liroj një shteg për të dale dikujt që ishte i rrethuar; ngre rrethimin; *kund.* rrethoj. *Çrrethoj qytetin (kështjellën). Çrrethoj vendin. Çrrethojnë ushtrinë.*

3. Largohem prej një vendi ku rrija në rreth pranë e pranë më të tjerë, mënjanohem prej dikujt që e ki-shim rrethuar në mes shumë ngjeshur më të tjerë, e liroj; *kund.* rrethoj. *E çrrethuam zjarrin (vatrën, sofrën).*

4. I heq rrathët (fuçisë, bucelës etj.). *Çrrethoj fu-çinë (bucelën).*

ÇRRËNJOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Nxjerr a shkul një bimë me gjithë rrënjë. *Çrrënjos cungjet. I çrrënjosl era plepat.*

*2. fig.* Fshij ose shkul me rrënjë nga mendja e nga ndërgjegjja e dikujt një mendim të ngulitur; një shprehi etj. (zakonisht për diçka të keqe); zhduk diçka të dëmshme me gjithë rrënjë; *kund.* rrënjos. *Çrrënjos mbeturinat (konceptet) e huaja. Çrrënjosim zakonet e këqija (veset). Çrrënjos shfaqjet e burokra-tizmit.*

ÇRRËNJOSET *vetv.* 1. Hiqet me rrënjë nga mendja e nga ndërgjegjja e dikujt një mendim i ngulitur, një shprehi etj. (zakonisht për diçka të keqe); zhduket diçka e dëmshme; *kund.* rrënjoset. *Çrrënjosen mbeturinat e huaja. Çrrënjosen besëtytnitë (besimet e kota).*

2. *Pës. e* ÇRRËNJOS.

ÇRRËNJOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇRRËNJOS, ÇRRËNJO-

SËT. *Çrrënjosja e zakoneve prapanike. Çrrënjosja e mbeturinave fetare. Çrrënjosja e burokratizmit.*

ÇRROTULLOHEM *vetv.* 1. Sillem rrotull a rro-tullohem në anë të kundërt; *kund.* rrotullohem. *Rro-tullohej e çrrotullohej pas pemës (pas shtyllës, pas strumbullarit). Rrotullohej e çrrotullohej në shtrat.*

2. *Pës. e* ÇRROTULLOJ. *Çrrolullohet timoni (dis-ku). Çrrotullohet çelësi (doreza).*

ÇRROTULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E sjell rrotull a e rrotulloj diçka në anë të kundërt; e kthej në drejtim të kundërt; *kund.* rrotulloj. *Çrrotulloj ti-monin (diskun). Çrrotulloj çelësin (dorezën).*

2. Çmbështjell diçka që ka qenë si rrotull; *kund.* rrotulloj. *Çrrotulloj letrën. Çrrotulloj telin (litarin). Çrrotulloj shiritin (filmin).*

ÇRRUDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shtrij lëkurën e fy-tyrës, të dorës etj. që ka qenë me rrudha. e bëj pa rrudha; *kund.* rrudh. *Çrrudh ballin. Çrrudh vetullat. Çrrudh fytyrën. Çrrudh sytë* hap kapakët e syve.

2. la bëj sipërfaqen të rrafshët e të lëmuar, i heq rrudhat diçkaje; *kund.* rrudh. *Çrrudh shaminë. Çrrudh rrobat (këmishën, pantallonat). Çrrudh çarçafët.*

3. \et. veta III. Bën që të hiqet ndijimi i athet e shtrëngues qëshkaktojnë disa lëndë në cipën e gojës e të gjuhës; *kund.* rrudh. *E çrrudh gojën (gjuhën).*ÇRRUDHEM *vetv. 1. M£* shtrihet lëkura e fytyrës, e dorës etj. që ka qenfi me rrudha, me bëhet lëkura pa rrudha; bëhem pa rrudha në lëkurë, në fytyrë etj.; *kund.* rrudhem. *Me çrrudhet balli. Me çrrudhen duart. Çrrudhëm në fytyrë.*

2. *vet. veto III.* I bëhet sipërfaqja e rrafshët dhe e lëmuar, i hiqen rrudhat; përtërihet diçka që ka qenë ejfishkur; *kund.* rrudhet. *Çrrudhet shamia. Çrrudhen rrobat. Çrrudhet bima. Çrrudhen gjethet.*

3. *vet. veto III.* Me hiqet ndijimi i athët e shtrëngues që shkaktojnë disa lëndë në cipën e gojës e të gjuhës; *kund.* rrudhet. *Me çrrudhet goja (gjuha),*

4. *"Pës. e* ÇRRUDH.

ÇUAR (i,e) *mb.* 1. Që i është bërë punimi i pare; i Iëruar, i kthyer. *Tokë e çuar. Vgar i çuar.*

2. Që ka nisur të ecë, i mëkëmbur; *fig.* që është bërë për punë. *Zog i çuar. I ka fëmijët të çuar.*

*~k* Si Icpur i çuar shumë i shqetësuar, si mbi gjemba.

ÇUAR *ndajf.* 1. Në lcëmbë, jo ndenjur; *kund.* ulur. *Rri çuar.* 2. Zgjuar, jo në gjumë. *Rri çuar. I gjeta çuar.*

ÇUARJE,~A I . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇOJi, ÇOHET.

ÇUARJE,~A ii . Veprimi sipas kuptimeve lë foljeve ÇOJII, ÇOHEM.

ÇUBARDH *mb.* 1. Që i ka flokët dhe qimet e fytyrës krejt të bardha; balash (për njeriun). *Njeri çubardh.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

ÇUBË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* KAÇUBË,~A. *Vfsheh pas cubes.*

2. Tufë. *Cube e gjatë (e dendur). Cube flokësh. Cube bari.*

3. *krahin.* Kapul misri. *Çubat e misfit.*

ÇUBISHTË,~A . *sh.* ~A. ~AT. Vend a korijc me kaçube e me shkurre. *U fsheh në çubishtë.*

ÇUÇ~I *m. sh.* ~A, ~AT. I vogli i disa shpendëve, i çili sapo ka dale nga veza; zog i porsadalë. *Çuçat e klloçkës. Fole me çuça zogjsh.*

•*k ÇUÇ COMARI zool.* Lloj zogu me sqep të trashë.

ÇUÇLON *jo'kal.,* ~OI, ~UAR. Gurgullon lehtë, shushurit (për ujërat). *Çuçlon kroi.*

ÇUÇURIJ *jokal.,*—VA, ~RË. Çuçurit. *Çuçurijnë me njëri-tjetrin. Çuçurijnë zogjtë (harabelat).*

ÇUÇURIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zë i'.ulët, që dëgjohet kur çuçurit dikush a diçka; pëshpërimë; cicërimë. *Çuçurimë e lehtë. Çuçurima e zogjve.*

2;. *vet. sh. keq.* Fjalë që thuhen vesh me vesh, thash-etheme. *Dëgjon çuçurimat e të tjerëve.*

ÇUÇURIT (ÇUÇURIS) *jokal,* ~A, ~UR. J. Flas me zë shumë te ulët me dike që është pranë, i pëshpërit dikujt; *kal* i flas dikujt që është pranë me zë shumë të ulët. *Çuçuritnin midis tyre. Çuçuritnin kokë me kokë. Me çuçuriti në vesh. Çuçurit thashetheme.*

*X. vet. veto 111.* Cicëron. *Çuçurit zogu. Çuçuritin harabelat.*

3. *vet. veto III.* Gurgullon lehtë, shushurin; nxjerr një tingull të dobët a të dridhshëm. *Çuçurit uji (kroi). Çuçurit zjarri.*

ÇUÇURITJE,~A *sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljes ÇUÇURIT.

2. Zë i ulët që dëgjohet kur çuçurit dikush a diçka; çuçurimë. *Çuçuritje e lehtë. Çuçuritja e shatërvanit. Çuçurit jet e vajzave.*

ÇUÇURJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Ai që merr e i çon fjalët nga një njeri tek një tjetër, ai që përhap fjalë të kota e thashetheme. *Çuçurjari ifshatit.*

ÇUDË,~A . *krahin: I.* Çudi. *Çudë e madhe. I dukej çudë. Bëj çudë* çuditem.

2. Diçka që ngjall ndpt e frikë, gjë e pështirë. *Ishte për çudë* ishte në gjendje shumë të keqe, të ngjallte ndot e të pështirë. *U be për çudë* ra në gjendje shumë të keqe; u ngjall ndot e frikë të tjerëve. *Të gjettë çuda! mallk.* të gjettë e keqja!

ÇUDI,~A . *sh.* ~, ~TË. I. *vet. nj.* Ndjenjë a përshtypje që na vjen nga diçka e jashtëzakonshme, e papritur ose e pakuptueshme për ne; gjendje e nje-riut para diçkaje të papritur a të pakuptueshme; habi. *Çudi e madhe. Ndjenja e çudisë. JBritmë çudie. Shpreh çudi. Ngjall (shkakton) çudi. E shoh (e vështroj) me çudi. Me vjen çudi* çuditem. *Bëj çudi* çuditem. për *çudinë time (për çudi)* ndryshe nga sa prisja e mendoja. *Mbeti (shtangu) nga çudia. Nuk është çudi që...* ka mundësI të ndodhë, ka të ngjarë.

2. Dukuri a ngjarje e jashtëzakonshme, e papritur ose e mahnitshme; diçka që të.lë'me.gojë hapur. *Çu-ditë e natyrës (e botës). Vend i çudive.*

3. *sh.* ~RA, ~RAT. Punë a vepër e jashtëzakonshme, që të mahnit dhe që ngjall admirim. *Bën çudira. Tregoj çudira. Ka parë çudira.*

*4. vjet.* Dukuri e jashtëzakonshme, sipas besë-tytnive c paragjykimeve fetare, e cila ndodh nga ndër-hyrja e forcave të mbinatyrshme dhe ndryshe nga li-gjet e nga rregullsitë e natyrës e të shoqërisë; mrekulli.

5. *përd. kallëzues.* Është diçka që të habit, është e papritur ose e pakuptueshme, e pakapshme. *Çudi e madhe! Çudi si nuk erdhi. Çudi si nuk e kupton. Çudi si mbeti gjallë. Çudi me ty. Çudi, çdo të hetë ndodhur? Çudi, si e ka bërë këtë!*

•*k* (Si) për çudi në mënyrë krejt të pabesueshme e të papritur.

ÇUDIBËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Njeri që bën punë a vepra të jashtëzakonshme e mahnitëse. *Çudi-bërësit e shkencës (e teknikës).*

*2. vjet.* Ai që ka force vepruese të mbinatyrshme, magjistar (sipas besëtytnive e paragjykimeve fetare).

ÇUDIBËRËS,~E *mb.* 1. Që bëri punë a vepra të jashtëzakonshme e mahnitëse, që bën çudira; që ka ndikim të jashtëzakonshëm ose force të yeçantë, i mrekullueshëm. *Njeri çudibërës. Force çudibërëse. Ilaç çudibërës.*

2. *vjet.* Që ka force vepruese të mbinatyrshme (sipas besëtytnive e paragjykimeve fetare). *Fuqi çudibërëse. Ujë çudibërës.*

ÇUDIT (ÇUDIS) *kal,* ~A, ~UR. 1. I ngjall çudi dikujt, i bëj përshtypje me diçka të papritui a të pabesueshme, habit. *Me çuditi ky lajm. Po me çudit me këto që thua. Do të me çudiste po të...* nuk me besohet që..., do të me vinte çudi po të...

2. E lë pa mend dike, e lë me gojë hapur me diçka të jashtëzakonshme ose shumë të mirë, e mahnit. *Çuditi gjithë botën. I çuditi të gjithë. I çuditi me aftësinë(me bukurinë,..). Ç'na çudite! iron,* nuk na the asgjë të veçantë!

ÇUDITEM *vetv.* 1. Me bën përshtypje të madhe diçka e papntur, e pabesueshme ose e pakuptueshme; me vjen çudi, nuk e besoj diçka; habitem. *Çuditem me të. U çudita fort (tepër). U çudita kur e pashë. S'ka gjë për '" çuditur. Çuditem si nuk e kuptoni këtë. Nuk është për t'u çuditur që...*
2. Mbetem pa mend përpara dikujt a diçkaje, mbetem me gojë hapur para diçkaje të jashtëzakon-shme ose shumë të mirë, mahnitem. *U çudit gjithë bota (fshati...).*
ÇUDITËRI,~A . *sh.* ~, ~TË. Gjë e çuditshme, diçka që të ngjall çudi. *Çuditëri e madhe.*
ÇUDITËRISHT *ndajf. libr.* 1. Në mënyrë të çuditshme; në mënyrë të papritur e të pabesueshme; për çudi. *U shtuan çuditërisht. Çuditërisht, mori pamje tjetër.*
*2.* Shumë, jashtëzakonisht. *Çuditërisht e madhe (e vogël). Çuditërisht e bukur. Çuditërisht shumë.*
ÇUDITËSE *mb. gjuh.* Që shpreh çudinë e folësit; habitore. *Fjali çuditëse. vjet.* fjali habitore. • Pike çuditëse pikëçuditje.
ÇUDITJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve ÇUDIT, ÇUDITEM. *Çuditje e madhe. Bëj çuditje* çuditem.
ÇUDITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ngjall Çudi, që ka diçka të papritur e që duket e pabesueshme, i habitshëm. *Gjë e çuditshme. Ngjarje e çuditshme. Rast i çuditshëm. Pamje e çuditshme. Punë e çuditshme. Sado e çuditshme që të duket. Në mënyrë të çuditshme.*
2. Që ka tipare të veçanta, të cilat shmangen pak nga rregulli i zakonshëm e normal; që sillet e vepron ndryshe nga të tjerët, në mënyrë jo fare normale. *Njeri i çuditshëm. Sjellje e çuditshme.*
3. I jashtëzakonshëm, që është mbi masën e za-konshme; i mahnitshëm. *Shpejtësi e çuditshme. Për-parime të çuditshme.*
ÇUDlTUR (i,e) *mb.* Që ka mbetur gojëhapur nga diçka e papritur, e jashtëzakonshme a e pabesueshme; i habitur. *Mbeti i çuditur. Vështronte i çuditur.*
ÇUDOHEM *vetv.* 1. Me prishet pamja e jashtme, shëmtohem, përçudnohem. *është çuduar fytyra (goja). lu çudua koka.*
2. *Pës. e* ÇUDOJ.
ÇUDOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I prish pamjen dikujt a diçkaje, e shëmtoj, e përçudnoj. *la çudoi fytyrën.*
2. *fig. krahin.* E përdhunoj, e çnderoj (një vajzë). *Pushtuesit çudonin çikat.*
ÇUES,~I i *m. sh.* ~, ~IT. Ai që nis ose i jep një njeriu një send a diçka tjetër, për ta shpënë deri në një vend ose te dikush, dërgues. *Çuesi i letrës.*
ÇUES,~I ii m. *sh.* ~, ~IT. 1. Ngrehësi i mu-llirit me ujë, ulës i mullirit. *Çuesi i mullirit (i gurit të sipërm). Çuesi i lugut të koshit.*
*2. gja.* Pjesëmarrës në gjah, që ngre ose nxjerr nga strofka a nga vendi ku është fshehur një kafshë (duke e trembur me zë ose me një zhurmë) për ta qëlluar gjahtarët e tjerë. *Cues i zoti. Gjah me cues.*
ÇUFËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Kaçubë, shkurre me degët si tufë. *Çufër e vogël (e madhe). Pres çufra. Fshihet nëpër çufra. Doli nga çufra. U struk nën një çufër.*
*2.* TufS. *Çufër lulesh. Çufër bari.*
ÇUFRAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend a korije me kaçuba e me shkurre të vogla. *U zhduk në çufrajë.*
ÇUFRAK,~E *mb.* 1. Që është si tufë, tufshak.
2. Që është i dendur e i dredhur (për flokët); që ka flokë të dendur e të dredhur. *Flokë çufrakë. Vajzë çufrake.*
3. Që është i shkurtër nga shtati; trupvogël, shkur-tabiq. *Plak çufrak.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
ÇUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Mëz. *Çuku i pelës.*
ÇUK *kal.,* ~A, ~UR. 1. I bie fort diçkaje me një mjet a me një vegël për të bërë një punë. *Çuk misrin* shij misrin. *Çuk pemën* shkund pemën me shkop. *Çuk gëlqeren* rrah e përziej gëlqeren për ta gatuar. *Çuk batten* rrah e përziej baltën për ta ngjeshur mirë. *E çuknin misrin me rrahës (me shkop).*
*2. shih* ÇUKIT. *Çuk kokrrat e rrushit. Çuk në derë.*
3. *shih* QUK. *E çuku gjarpri. E çuku në këmbë (në dorë).*
• E çuku (e çeku) në kalli *shih te* KALLI,~RI.
ÇUKALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Majë e vogël e zhveshur e një mali a e një kodre; kodër e vogël e me majë të mprehtë, çukë e vogël.
ÇUK Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Majë e lartë, za-konisht e zhveshur e një mali a e një kodre; mal a kodër me një majë të tillë. *Çukat e maleve. Çuka e kodrës. Çuka e Tomorit. V ngjitëm çukave. Dal në një çukë.*
*2.* Maja e një peme a e një bime. *Çuka e pemës. Çukat e pishave. Çuka e misrit* lulja e misrit, xhufka. *Ka lëshuar çukë misri.*
ÇUKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *krahin.* Gu-raçok. *Çukla lumi. E qëlloi me çukël. Luaj me çukla* luaj guraçokthi.
ÇUKËRMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes ÇUKËRMOJ. *Çukërmimi i kalit.*
*2.* Tingulli që del kur çukërmon kali ose dikush tjetër. *Dëgjohej çukërmimi i kuajve.*
ÇUKËRMOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Përplas thundrat në tokë me padarim, i bie tokës me thunder dhe e rrëmon pak (zakonisht për kuajt); përplas këmbët në tokë kur c bren diçka përbrenda (për njerëzit). *Kali çukërmon. Çukërmon me thunder (me këmbë). Çukërmon pa pushuar.*
*2. kal.* Rrëmon ose gërryen lehtë token me thunder a me kthetra (për kuajt dhe për disa shpendë); rrëmoj a shkrif lehtë me dorë ose me ndonjë vegël pune (për njerëzit). *Çukërmon dheun (token). Çukërmon plehun. Çukërmon me këmbë (me kthetra). E çukërmoj me dorë (me shatë,me sqepar).*
ÇUKIT (ÇUKIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. *vet. veto III.* I bie me sqep diçkaje, quk me sqep; ha me sqep (për shpendët). *Zogu (harabeli, sorra, korbi) çukit. Pula çukit. Çukit grurë (elb, met). Çukit plisat.*2. *vet. vet a III.* Kafshon a pickon lehtë e menjëherë; thumbon (për gjarpërinjtë dhe për disa lloj kandrrash). *E çukiti gjarpri (nepërka). E çukitën grerat.*
3. Thyej a thërrmoj lehtë koren e tokës me një Vëgël. *E çukitën arën.*
*4.* E përpjek një send me diçka tjetër, çokas. *Çu-kiste urët e zjarrit.*
5. Nduk, çjerr a e gërvisht lehtë dike; vras pak. *la çukiti kokën. E çukiti në qafë.*
6. *vet. vela III.* Ezëae prek lehtë një sëmundje që i 16 pikla a njolla (zakonisht për bimët). *Rrushin e ka çukitur pajaga.*
7. *fig.* E qortoj lehtë, e kritikoj pak. *E çukiti pak i ati.*
ÇUKITEM *vetv.* 1. Çirrem e gërvishtem lehtë diku; vritem pak. *U çukitën në ferra. U çukit në një shkëmb. 2. Pës. e* ÇUKIT.

ÇUKlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ÇUKIT, ÇUKITEM. *Çukitja e shpendëve.*
*2.* Tingulli që del kur çukit një shpend ose kur për-plaset diçka. *Dëgjohej çukitja.*
3. Gërvisht je a plage e lehtë. *Çukitjet e trupit.*
ÇULZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Feçka e dërrit. *Gërryen dheun me çulzë. E çau me çulzë.*
ÇULL,~I *m. sh.* ~E, ~ET.lAlbulesë e ashpër dhe e trashë, e punuar zakonisht me lesh dhie, velenxë e trashë e me thekë të gjatë. *Cull i vjetër. Cull me (pa) thekë. Shtroj çullin. Mbulohem me cull. I hedh çullin krahëve.*
*2.* Mbulesë e trashë leshi, që u vihet në kurriz kuajve ose mushkave për t'i mbrojtur nga shiu e nga të ftohtët; përkavë. *Çulli i kalit (i mushkës). I hedh çullin. Kali i rnirë duket nën cull. fj. u.*
3. *keq.* Mbulesë ose rrobë shumë e papastër. *U be çarçafi cull.*
4. *vjet.* Qilim leshi me ngjyrë të zezë, që shtrohej në raste vdekjesh. *E shtroi odën me cull.*
U bënë cull u veshën më të zeza në shenjë zie. ivë çullin *dikujt* i sjell fatkeqësi të madhe dikujt, i sjell vdekjen, i sjell zinë.
ÇUMBËR,~RI *m.* Gryka e gjymit.
ÇUN,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Fëmijë mashkull deri në moshën e pjekurisë; djalë i vogël. *Çun i vogël. Çun i ri. Çun i mirë (i prapë). Çun punëtor.*
2. Fëmijë mashkull kundrejt prindit të vet, bir, djalë. *Çun i vetëm (i përkëdhelur). Ka dy çuna. Bëri përsëri çun. Çunat e nënës. Çunat e malit. përk.* parti-zanët.
3. *vjet.* Fëmijë që mbahej për të ndihmuar në punë të ndryshme. *Çun bariu.*
ÇUNAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Djalë i vogël, i parritur, çilimi, kalama. *Luan me ca çunakë.*
*2. fig. tall.* Njeri i papjekur dhe pa përvojë në jetë, ai që vepron a sillet si fëmijë, kalama, çilimi. *Punë çurtakësh. Ua la në dorë ca çunakëve. Ç'pret nga ca çunakë!*
ÇUNËRI,~A . *bised.* 1. Mosha e fëmijërisë së djalit deri pesëmbëdhjetë vjeç, djalëri. *Në moshën e çunërisë.*
*2. përmb.* Tërësia e çunave, djemuria. *U mblodhën çunëria.*
ÇUP,~Ë *mb.* 1. Që i ka veshët të shkurtër; curr. *Dash çup. Dele (dhi) çupë.*
*2.* Që nuk ka fare brirë, shyt. *Dash (cjap) çup.*
3. Që e ka bishtin a një pjesë tjetër të trupit të prerë, cung. *E ka bishtin çup. la bëri këmbën çupë.*
4. Që nuk ka hala, me kalli pa thekë (për të Iashtat). *Grurë çup.*
5. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
ÇUPEJKË,~A. *kryes. sh.* ~A, ~AT. Majat e misrit që këputen për t'ua dhënë bagëtive si ushqim.
ÇUPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fëmijë femër deri në moshën e pjekurisë, vajzë, gocë. *Çupë e vogël. Çupë e mirë (e zgjuar, e bukur). Çupat e fshatit. Zë çupe. Lindi çupë. U be me dy çupa.*
*2.* Fëmijë femër kundrejt prindit të vet, bijë, vajzë. *Martoi çupën. Ka dy çupa. Shkoi të rrinte te çupa.*
3. Femër që ka arritur moshën dhe ende s'është martuar; vajzë. *Çupë e mbetur* lëneshë.
4. Figure në letrat për të luajtur, që paraqet një grua; damë. *Çupa maç (spathi). Hedh çupën. I ra çupa.*
ÇUPËLlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Vajzë e Vogël, çupë e parritur. *Çupëlinat e shtëpisë.*
*2. fig. tall.* Vajzë a grua e papjekur dhe pa përvojë në jetë, ajo që vepron a sillet si fëmijë. *Merret me çupëlina. Nuk u zë besë çupëlinave.*
ÇUPËRl,~A. 1. Mosha e femrës deri sa martohet, vajzëri. *Koha e çupërisë. Rrobat e çupërisë. Në më të çupërisë. Si në çupëri.*
*2. përmb.* Tërësia e çupave, gjithë çupat, vajzëria. *U mblodh çupëria. Rri në mes të çupërisë.*
ÇUPËRlSHT *ndajf. bised.* Ashtu si bëjnë vajzat, si çupat, si në çupëri; vajzërisht. *Vishet çupërisht.*
ÇUPlT (ÇUPIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ha diçka nga pak, nduk; çukit. *Çupit barin. Dhentë po çupitin. E kanë çupitur pulat.*
*2.* E brej diçka ngadalë; përtyp pak e nga pak. *E çupiti drurin. Mola i çupit rrobat. Çupit me gojë.*
ÇUPITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes ÇUPIT. *Çupitja e barit.*
ÇURG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Fill uji që rrjedh nga lëfyti i kroit ose i çezmës; curril i madh uji ose i një lëngu tjetër që rrjedh. *Çurg uji. Çurg gjaku. Çurg lotësh.*
*2.* Krua me një curril ujë; vendi ku del një burim uji.
3. *përd. ndajf.* Duke rrjedhur shumë e me force; curril. *Shkon (rrjedh, derdhet, del) çurg. I vete gjaku çurg. I binin lotët çurg. I rridhte djersa çurg.*
ÇURGON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Rrjedh shumë e me force, del a bie çurg (për ujin ose për lëngje të tjera që rrjedhin). *Çurgon uji. Çurgon gjaku. I çur-gojnë djersët (lotët).*
ÇURKAJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Çurkë e madhe; rrëke. Si *çurkajë mali. I rridhnin lotët çurkajë.*
ÇURKË,~A. *sh.* ~A, *~AT. shift* ÇURG,~U. • Derdh djersën çurkë *shift te* DERDH.ÇYÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Fyt i hollë që del nga kroi ose nga një enë për të derdhur nga pale ujë ose një lëng tjetër, çep; lëfyt. *Çyça e kroit. Çyça e ibrikut. Bucelë me çyçë. Pi në çyçë.*
2. Pjesa e hollë dhe e zgjatur përpara një sendi; maja e këmbës ose e këpucës etj.; fiiq. *Çyça e këpucës (e opingës). Çyça e këmbës. E gjuaj topin me çyçë.*
ÇYR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mu:.,vjet.* Lloj mandoline me tetë deri dymbëdhjetë tela. *bie çyrit.*
ÇYREK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bukë gruri në trajtë të rrumbullakët, që zihet zakonisht me brume të ëmbël. *Çyrek i bardhë. Çyrek i n?rohtë. Çyrek furre (shtëpie). Një çyrek bukë.*
*it* M'u be zemra çyrek u gëzova shumë, m'u be
zemra mal. Po i shtie çyrekët të mirë (bukët të mira) *shih te* SHTIE.
ÇYRYK,~E *mb. bised.* 1. Që ka një cen ose që është gjymtuar nga një sëmundje a nga diçka tjetër; që ka ndonjë të metë në trup. *Njeri çyryk. Kale çyryk. E ka dorën çyryk. I ka dhëmbët çyryk. Është (mbeti) çyryk. E bëj çyryk dike* e bëj me cen, e gjymtoj. *Është çyryk nga hëmbët. E la sëmundja çyryk. Është çyryk nga mendtë (nga trurij* është i metë nga mendja.
2. Që është i prishur, i dëmtuar a i kalbur; që nuk mban. *Mur çyryk. Degë çyryke.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
ÇYSHT *kal.,* ~A, ~UR. Shqiptoj fjalë e shprehje magjike sipas besëtytnive të kota për të prishur yshtjen; *kund.* ysht. *E çyshti magjistarja.*D. 1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e pestë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja d. Tingulli d. Shkronja d.*

*2. si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja d. *D-ja e madhe (e vogël). D-ja e dorës (e shtypit). D-ja nistore.*

# D

DAC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Mashkulli i maces, maçok. *Dac i zi (i bardhë).*
*2. thjeshtligj.* Fëmijë i lindur jashtë martese, kopil, dobiç.
3. *përd. ndajf.* Lakuriq, zhveshur; pa asnje gjë, pa asnjë plaçkë (për shtëpinë); bosh. *U zhvesh dac. hhte (mbeti) dac fare. E lane dac. E kishte kuletën dac.*
• Është (mbeti) si daci në gayiç është në gjendje të keqe, është zënë ngushtë, nuk di nga t'ia mbajë.
*DAC I EGËR zool.* Rrëqebull.
*DAC DETI zool.* Lloj peshkaqeni me kokë të gjerë, me trup në ngjyrë të çelur e me pika të murrme.
DACKË$_3$~A . *sh,* ~A, ~AT. 1. Goditje me pë-llëmbë në fytyrë, shup!ikë, shpullë. *Dackë e forte. I dha (i futi, i hoqi) një dackë. Hëngri ca dacka.*
*2. fig.* Goditje e rëndë që i jepet dikujt, që e poshtë-ron dhe e ul atë në sy të botës; goditje që i jep tjetrit një mësim të mirë e i tregon vendin. *Dackë e rëndë. Hëngri një dackë të mirë.*
DAÇ *lidh. bised.* Përdoret zakonisht e përsëritur (si lidhëz bashkërenditëse ndarëse) për të lidhur fjali të pavarura ose gjymtyrë të fjalisë që vijnë si numërim; qoftë, ose... ose; si. *Daç eja ti, daç po vij unë. Daç merre, daç lëre. Ai është daç i thjeshtë, daç i zgjuar, daç punëtor.*
*it* Në daç qoftë, daç.
DADË,~A . *sh.* ~ A, ~AT. 1. *shih* DADO,~JA i. *E vinte dada në gjumë. Shumë dada e mbytin fëmijën. fj. u.*
*2.* Emër më të cilin zakonisht fëmijët e vegjël thë-rresin me përkëdhelje atë që përkujdeset për ta (gjy-shen, nënën a motrën e madhe). *Erdhi dada. Të paste dada! Eja te dada!*
3. *vjet.* Grua që vishte nusen ditën e dasmës ose që përkujdesej për të gjatë dasmës; dasmoresha që sho-qëronte nusen. *E veshi dada. Nuses i rrinte pranë dada. Dada rrinte gjithnjë pas kalit.*
• I rri si dadë *dikujt* nuk i ndahet, kujdeset në mënyrë të tepruar për dike, duke mos e lënë t'i bëjë vetë as gjërat më të vogla. S'e ka dadë *dike* nuk ia dëgjon këshillat a porositë dikujt; s'është i vogël që të zbatojë vetëm udhëzimet e më të mo-shuarve.
DADO,~JA *i f. sh.* ~, ~T. 1. Grua që ushqen me gji fëmijën e dikujt tjetër, mëndeshë, tajë. *E ka pasur dado.*
*2. vjet.* Grua që e merrnin me pagesë familjet e pa-sura për t'u rritur fëmijët dhe për t'u përkujdesur për ta; shërbëtore. *Dadoja e fëmijëve. Ishin rritur me dado.*
3. Kafshë femër, e zgjedhur për të ushqyer me qu-mësht të vegjlit e një kafshe tjetër. *Dado për viçat. V vunë dado qengjave.*
4. *Përd. mb.* sipas kuptimit 3 të emrit. *hope (dele, dose) dado.*
DADO,~JA ii . *sh.* ~, ~T *tek.* Kundërvidhë. *Shtrëngoj (liroj, vidhos, zhvidhos) dadon.*
DAFIN,Ë,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Dru a shku-rre që rntet në vendet mesdhetare, me gjethe gjith-monë të gjelbra e me erë të këndshme, që bën kokrra të vogla me ngjyrë të errët; lar. *Dafine fletëgjerë (fletë-ngushtë). Druri i dafinës. Degë (fletë, gjethe) dafine. Pyll dafinash.*
*2.* Degë me gjethe nga ky dru; gjethet e këtaj bime, që përdoren në mjekësi etj. dhe si erëza për gjellë. *Vaj dafine. Erë dafine. Kurorë dafine* kurorë prej degëve të dafinës si simbol i fitores dhe i lavdisë. *Zbukuroj (stolis) me dafina. I hedh dafine gjellës. Tavë peshku me dafine.*
3. *vet. sh. fig.* Degë nga kjd bimë ose kurorë me degë të tilla, që mbahet si simbol i fitores dhe i lavdisë. *Dafinat e fitores.*
• Fie (prehet, e ka zënë gjumi) mbi dafina ka rënë në qetësi e është shkujdesur pas arritjes së një suksesi, të një fitoreje etj., është vetëkënaqur, ia ka marrë mendtë lavdia dhe nuk punon e nuk lufton më tej. Dafine deti *bot.* lander. E diela e dafina ve (e larit, e luleve) *fet., vjet.* e diela një javë para pashkëve.
DAFINOR,~E *mb. bot.* 1. Që është i së njëjtës familje me dafinën. *Shkurre dafinore. Familja da-finore.*2. I dafintë.
DAFINORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje drurësh e shkurresh ku bëjnë pjesë dafina, kanella etj.
DAFINORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pyll me dafina; ngastër e mbjellë me dafina. *Krijuan një dafinore.*
DAFINTË (i, e) *mb.* Që është bërë me gjethe a me degë dafinash, prej dafine. *Kurorë e dafintë.*
DAFNJEHEM *vetv. krahin.* 1. Lodhem tepër, kë-putem, rraskapitem. 2. *Pës. e* DAFNJEJ.
DAFNJEJ *kal,* ~EVA, ~YER *krahin.* 1. *vet. veta III.* Shqyen, copëton (me kthetra a me dhëmbë). *E dafnjeu ujku. I dafnjeu skifteri pulat.*
2. *bised.* Rrah fort dike, e zhdëp në dru; shqyej.
DAFRUNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gosti a
dasmë që bëhet me shpenzime të mëdha, me madhështi a me shumë rrëmujë; shpenzime të tepruara që bëhen për gosti, për dasmë etj.; luks i tepruar, salltanet. *Dafrungë e madhe. E bënë me dafrungë. E kalonte kohën në dafrunga.*
*2. përd. ndajf.* Me qejfe e me gosti; shumë mirë, s'fca me mirë. *E ka çuar jetën dafrungë. la çuan (e kdluan) dafrungë.*
DAFURROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* 1. Kër-koj diçka me nxitim në një dollap, në një arkë, në: një dhomë etj., duke i hedhur sendet pa kujdes sa;andej-këtej e duke bërë rrëmujë, rrëmoj; ngatërroj, bëj lesh e li. *Ç'po dafurron ashtu?*
2. Shpupurit (zjarrin). *E dafurroi zjarrin me mashë.*
DAHUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Diçka e gjatë dhe me majë; maja e diçkaje të gjatë. *Dahu-ku* i *minaresë. Dahuku i kësulës.*
*2.* Kësulë e gjatë e me majë. *Dahuku i gjyshit. la rrëzoi era dahukun.*
3. Ka, cjap etj. me brirë të drejtë e të ngritur për-pjetë.
4. *si mb.* ~, ~E. I gjatë e me majë. *Qeleshe da-huke.*
DAI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Burrë trim e bujar. *Ishte dai. Mos u bëj dai me xhep të huaj. fj. u.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Burrë (trim) dai.*
DAJAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shkop_ i gjatë e i trashë; shkop që zakonisht përdoret për të goditur osejpër të rrahur diçka a dike; hu. *Dajaku i gardhit. Dajaku ifasuleve. Shine grurin me dajak. I ra (e rrahu) me \dajak.*
2j *fig. bised.* Goditje, rrahje me shkop; dru, ko-paçe. *Hëngri dajak. Kërkon dajak. E shtroi në dajak. I dha një dajak të mirë.*
*3. fig. bised.* Qortim i rëndë, kritikë e forte, goditje e rëndë; dru. *dhanë dajak (hëngri dajak) në mble-dhje. Hëngri dajak nga kundërshtari* u mund keqas.

*it* I vuri dajakun *dikujt shih te* VË. Me sha-jak e me dajak *shih te* SHAJAK,~U.
DAJAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Tra mbështetës, që shërben për të mbajtur tavanin, murin etj. që të mos bjerë. *E mbanin me dajane. I vuri një dajan.*
2. Baballëk; shtyllë (edhe *fig.). Dajani i shtëpisë. Dajani i kombit.*
DAJANDIS *joked.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Duroj, qëndroj. *Nuk dajandisi në të ftohtë. Nuk dajandisi dot pa ujë. Dajandisi shumë (si burrat).*
2. *vet. veta III.* Rron mjaft kohë, i qëndron kohës, nuk prishet shpejt (për diçka). *dajandisën këpucët. Enët e baltës dajandisin mjaft.*
3. *kal.* I bëj ballë, i qëndroj (një vështirësie, një sëmundjeje etj.); përballoj, mund. *E dajandisi gripin. Gruri nuk e dajandisi dot të ftohtët.*
DAJESHË,~A. *sh.* ~A, ~AT. E shoqja e dajës. *E ka dajeshë.*
DAJË,~A *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~LLARË,
~LLARËT. 1. Vëllai i nënës, ungj. *Dajë e nip. Djali i dajës. Shkoi te daja.*
*2. bised.* Përdoret nga fëmijët a të rinjtë për të thirrur me nderim një burrë të moshuar; përdoret para emrit të një të moshuari në shenjë nderimi. *Dajë Ceni. Mos u mërzit, o dajë!*
•*k* I thotë (i thërret) den-it dajë *thjeshtligj.* nga e keqja quan mik edhe atë që s'e do e s'i pëlqen; i bën qejfin një njeriu jo të mirë. S'ka me qofte te daja *shih te* QOFTE,~JA.
DAJËMADH, ~MADHI *m. sh.* ~MËDHENJ, ~MËDHENJTË. Vëllai me i madh i nënës, daja i madh. *Djemtë e dajëmadhit.*
DAJËVOGËL, ~VOGLI *m. sh.* ~VEGJËL, ~VE-GJLIT. Vëllai me i yogël i nënës, daja i vogël. *Nusja e dajëvoglit.*
DAJLAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Thurimë a resë me kallama ose me hunj të ngulur në tokë, që bëhet zakonisht afër derdhjes së lumenjve, në gjire të ngushta e në breg të detit për të zënë peshq me shumicë. *Daj-lani i Butrintit (i Bunës). Ngjala dajlani. Ngre një dajlan. Zë peshk në dajlan. Hap dajlanin.*
2. *vjet.* Shilarës.
DAJRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vegël muzikore popullore: një rreth i hollë prej druri, me disa pafta teneqeje, që është i mbuluar nga njëra anë me lëkurë të tendosur, së cilës i bihet me gishta për të mbajtur ritmin e këngës ose të valles; def. *I bie dajres. Shoqëron me dajre. Ngroh dajren* ngroh lëkurën e dajres që të kumbojë me mirë. *Kërcejnë me dajre.*
•*k* Bëjnë dajre argëtohen duke i rënë dajres; bëjnë aheng.
DAJREXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Ai që di
t'i bjerë dajres; ai që i bie dajres.
DAK,~TJ *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i popullsisë së vjetër të Dakisë, ë cila njihet si paraardhëse e popullsisë rumune; banor i Dakisë.
DAK,~E *mb.* Që lidhet me Dakinë ose me dakët; që është karakteristik për Dakinë ose për dakët, i Dakisë ose i dakëve; që është krijuar nga dakët. *Fiset dake. Emër dak. Kultura dake.*
DAKO,~JA . *sh.* ~, ~T *krahin.* Trung druri a cope dërrase e forte, ku pritet a grihet mishi me satër, trung mishi, dru mishi, dërrasë mishi. *Dako e madhe (e vogël).*
DAKOL,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *përk.* 1. Djalë a burrë i forte, trim e i guximshëm. *Eja, dakoli i nënës!*2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Djalë (burrë) dakol.*
DAKTIL,~I m. *sh.* ~Ë, —ËT *let.* Në poezinë greke e latine: këmbë trirrokëshc, në të cilëa rrokja e parë është e gjatë, ndërsa dy të tjerat janë të shkurtra; në poezinë e sotme: këmbë trirrokëshe, në të cilën tbeksi tonik bic në rrokjen e parë (p.sh. Vijnë vashat valle-valle, gushë-e-gji stolisura).
DAKTILlK,~E *mb. let.* Që përbëhet prej daktilësh; që ka daktiië; rrëshqitës. *Varg daktilik.*
DAKTILIM,~I *m. libr.* Mënyrë e kumtimit të mendimeve e të ndjenjave me anë të gishtërinjve, që përdoiet nga shurdhmemecët. *Merren vesh me anë të daktilimit.*
DAKTILOGRAFl,~A . 1. Mjeshtëria e teknika e të shtypurit me makinë shkrimi. *Kursi i daktilografisë. Mësoj daktilografinë.*
2. *bised.* Dhoma ku punojnë daktilografistët.
DAKTILOGRAFIM,~I *m.* Veprimi sipas kupti-meve të foljeve DAKTILOGRAFOJ, DAKTILOGRA-
FOHET. *Makinë daktilografimi.*
DAKTILOGRAFIST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon me makinë shkrimi, ai që ka për mjeshtëri daktilografinë.
DAKTILOGRAFISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DAKTILOGRAFIST,~I. *Daktilografisle*
*e shpejtë.*
DAKTILOGRAFOHET. *Pës. e* DAKTILOGRAFOJ.
DAKTILOGRAFOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Shkruaj me makinë shkrimi; shtyp diçka me makinë shkrimi. *Daktilografoj artikullin (punimin). Daktilografoj në letër dylli.*
DAKTILOGRAFUAR (i, e) *mb.* Që është shkruar me makinë shkrimi, që është daktilografuar. *Faqe e daktilografuar. Kopje e daktilografuar.*
DAKULL *ndajf.* 1. Lakuriq, zhveshur; zbrazët, pa gjë, bosh. *E la (mbeti) dakull.* 2. Si i ngrirë; shakull. *E la dakull. Ra (mbeti) dakull.*
DAL *jokal.,* DOLA, DALE. 1. Shkoj nga një vend i mbyllur, i rrethuar etj. jashtë tij, duke i kapërcyer caqet e tij; shkoj nga brenda jashtë; largohem për-gjithmonë a përkohësisht nga një vend ku kam qenë, nga një mjedis i caktuar ose nga radhët e një kolek-tivi; *kund.* hyj. *Dal nga shtëpia (nga dhoma, nga ça-dra, nga zyra, nga fabrika, nga miniera). Dal nga au-tobuii. Dal nga qyteti (nga fshati). Dal nga deti. Doli nga pylli- Doli nga vatha (nga stalla). Doli nga stro-fulla (nga vrima, nga shpella). Doli nga Streha (nga hija). Dal nga rreshti (nga radha). Uji (gazi) del me force (me shpejtësi) nga gypi. Tymi del nga oxhaku. Çeta doli nga rrethimi. Dalim nga puna (nga zyra) në orën dy. Nxënësit dolën nga shkoila. Dolëm vonë nga mbledhja. Bëj (marr) të dal.*
2. Shkoj në një vend zakonisht të hapur, lë një vend e shkoj në një vend tjetër me një synim të caktuar; vete në një vend e qëndroj atje ose lëviz nëpër të për të mbaruar një punë; vete e zë vend diku. *Dal shëtitje (rrugëve, fushave). Dolën malit. Dal nëpër ara. Dal në pazar. Dal për gjah. Dal me shërbim. Nuk para del. Dilte çdo mbrëmje. Dolën patrullë. Dal në lundrim (në det të hapur). Dai në punë. Dal në krye (në ballë). Doli te burri* u martua.
3. *vet. vela III.* Buron nga diçka; vjen jashtë nga një send ose duke u shkëputur prej tij; përhapet; rrezato-het. *dolën jargë nga goja. I dolën djersët (lotët). Po del tym. I*

*del avail nga trupi. Dalin shkëndija. Del dritë. Del një erë e mirë.*

4. *vet. veta* .Shfaqet e duket; lind. *Doli dielH (hëna). Doli drita. Dolën xixëllonjat.*

5. Ndeshem a piqem me dike, vete ta takoj, ta pres etj.; vete diku për një qëllim të caktuar; para-qitem para dikujt; dukem diku ku me shohin të gjithë; paraqitem. *Doli para gjyqit (në gjyq). Doli para spek-tatorëve (para kolektivit). I doli përpara të birit. I doli përpara makinës. Doli në skenë (në televizor). I doli një ujk. I doli në pritë. Na doli përpara papritur. Doli ta priste (ta përcillte). Nga na dole kështu?*

6. *vet. veta III.* Me vjen përpara, ndeshem me të; shfaqet (edhefe.). *Na doli një punë. U doli një vështirësi (një pengesë, një e papritur). Na dolën ca telashe. I doli në ëndërr. Me del para syve e kaluara...*

7. *vet. veta III.* Shkëputet e largohet diçka nga ve-ndi i vet, hiqet nga vendi ku është futur a është mbër-thyer, ikën. *doli rrota qerres (karrocës, biçikletës, makinës). I doli vida (timoni, doreza). I doli bishti sëpatës (lopatës). I doli pyka (gozhda). Doli dera (dritarja) nga vendi. Doli peri nga gjilpëra. Dolën shtizat nga sythat.*

8. edhe *fig.* Kapërcej kufijtë e zakonshëm, nuk përmbahem brenda caqeve të caktuara, zgjerohem, shtrihem; *vet. veta III* vërshon; shmanget. *Doli nga rruga. Doli treni nga binarët. Doli topi nga fusha. sport. Doli lumi nga shtrati. Guri del pak jashtë (nga vendi). I kanë dalë kockat (mollëzat). Doli nga tema (nga rendi i dftës). Doli përtej caqeve të diçkaj e. Del jashtë mundësive (të drejtave) tona.*

9. *vet. veta III.* Prishet, shkëputet e bie nga vendi i vet; iken diçka, humbet, nuk është me ose bëhet më e dobët, nuk e ka me forcën e mëparshme; zbehet. *doli boja tryezës. I doli kallai enës. I doiifundi kusisë. I doli ngjyra (boja) basmës (fustanit, murit). I doli shija (lezeti). I doli era.*

10. *vet. veta III.* Zbulohet e duket diçka, pasi i është hequr ose është grisur ajo që e mbulonte a e fshihte (edhe *fig.). I doli tabani tokës. I dolën themelet shtëpisë. I dolën gjunjët (berrylat, gishtërinjtë). Doli e vërteta në shesh.*

11. *vet. veta HI.* Mbin, rritet a shfaqet diçka; duket, shpërthen; me shfaqet (një sëmundje etj.). *Doli gruri, (misri). Ka dale bari. Dolën sythat. I dolën dhëmbët (flokët). I doli mjekra. I dolën thinjat. I doli një xhungë (një i thatë). I doli verdhëza. bised. I ka dale lija. bised.*

12. *vet. veta III bised.* Mbaron, përfundon; ikën. *Doli dimri (janari). Doli kisha (mesha). fet.*

13. Shkëput lidhjet më të tjerët; iki nga një organi-zatë, nga një lidhje etj.; largohem nga një punë, nga një lojë etj.; lë. *Doli nga organizata. Doli nga Lidhja (nga Traktati). Dal nga loja (nga gara). Doli nga puna. Doli nga lufta (nga beteja). Doli me vete* u veçua, u shkëput.

14. *vet. veta III (zakon. me një trajtë të shkurtër të për emrit vetor në r. dhanore).* Me ikën, me largohet, nuk e kam me; nuk është me (edhe *fig.). I doli inati (zemërimi). I doli gjumi. I doli pija (rakia). I doli narkoza. I doli frika. I doli kripa* e humbi lezetin. *Doli nga moda. Doli nga përdorimi (nga qarkullimi). Me doli nga mendja (nga koka)* e harrova.15. edhe *fig.* Shpëtoj nga një gjendje e vështirë, e kapërcej diçka të keqe, një rrezik etj. *Dolën nga rre-ziku. Doli nga kurthi. Dolëm nga prapambetja. Doli nga kllapia. Dolëm nga dimri. Nuk del nga kriza.*

16. *vet. veta III fig.* Nuk mbetet diçka e fshehtë a vetëm në një rreth të mbyllur, por bëhet e njohur edhe për të tjerë; përhapet. *Doli e fshehta (sekreti). I doli gëhjeshtra (rrena) sheshit. I dolën të palarat. Doli lajmi anembanë. I doli nami për të mirë (për të keq). Dolifjala* e morën vesh të gjithë. *Doli fjala nga dhëm-balla, e merr vesh e gjithë mëhalla. fj. u.*

17. *vet. veta III.* E ka burimin, buron, rrjedh (për lumenjtë etj.); vjen (edhe *fig.). Drini i Zi del nga Liqeni i Pogradecit. Doli naftë (ujë). Lajmi ka dale nga burime të sigurta. Urimi i del nga zemra.*

18. *vet. veta III.* Nxirret, merret prej...; formohet; është prodhim i dikujt, prodhohet. *Vaji del nga ulliri (nga lulja e diellit). Nga vezët dalin vemjet. Uji del nga bashkimi i hidrogjenit me oksigjenin. Ky motor ka dale nga duart e punëtorëve tanë. Sapo doli nga fa-brika.*

19. *fig.* Kam prejardhjen shoqërore, vij nga një shtresë a klasë shoqërore, rrjedh. *Ka dale nga gjiri i popullit (i klasës punëtore).*

20. *vet. veta HI.* Botohet; shpallet; vihet në shitje, ne i qarkullim etj. *Doli një roman i ri. Doli gazeta. Doli vendimi (urdhri). Dolën domatet (portokallet).*

21. *vet. veta III* edhe *fig.* Vjen si përfundim i diç-kaje, vjen si pasoje, si rrjedhim a si rezultat; rrjedh; paraqitet. *Del si përfundim (si pasojë, si rrjedhim) i veprimit të tij. Del e nevojshme (e domosdoshme). Tashti del në plan të pare... Doli ndryshe puna. Prej kësaj del se... S'doli gjë ajo fjalë. S'del gjë prej asaj pune (nga ai njeri). Nga kërkimet s'doli ndonjë gjë e re. S'të del mundimi* përfitimi është me i vogël nga puna a nga përpjekjet që bën. *Shiko, se s'të del mirë pasta;*7

22. *vet. veta III fig.* Vjen në një përfundim, gjen zgjidhjen që kërkohet a që dëshirohet, përfundon; zgjidhet. *Përfundimi doli mirë. S'i dolën llogaritë. Na\ doli numër i madh. Ushtrimi nuk del* nuk zgjidhet.

23. edhe *fig.* Arrij në një përfundim të caktuar; bie a vij në një gjendje (të mirë a të keqe). *Dal faqe-bardhë. Doli fitues (fitimtar). Doli i pari. Dolën ba-rabar. Doli i mundur. Doli mirë (keq). Si dole? Doli i phfajshëm. Doli me humbje (deficit). Daltë për mirë! ur. Doli në selamet. bised. Doli në lirim. vjet.* u lirua nga shërbimi ushtarak. *Dal në pension* shkëput për-gjithnjë marrëdhëniet me qendrën e punës më të dreljtë pensioni.

24. *fig.* Jam i aftë të përballoj a të kryej një punë, njëldetyrë etj.; e kryej mirë një punë duke kapercyer pengesa e vështirësi; jam i zoti e i aftë ta kundërshtoj, ta mposht a ta mund dike; fflund t'ia kaloj dikujt; muhd t'i vihem përballë a të ballafaqohem me dike në njei punë etj. *la doli në krye (mbanë). la doli deri në fund. A ia del dot asaj pune? S'ka njeri që t'ia dale. S'id del dot me fjalë (me të keq).*

25. edhe *fig.* Fitoj një profesion, pasi kam kryer një shkollë dhe kam përvetësuar dije e shprehi të cak-tuara; bëhem, arrij të jem. *Doli inxhinier (mjek). Doli teknik i mesëm.*

26. edhe *fig.* Ia hyj diçkaje ose shkoj diku me vull-netin tim; marr përsipër të bëj diçka. *Doli partizan. Dolën vullnetarë. Doli i pari për në aksion. Doli dësh-mitar (dorëzanë). Doli kundër dikujt a diçkaje. I del krah dikujt* e përkrata, e mbron.

27. *fig.* E tregoj veten se ç'njeri jam, me dalin në shesh të mirat a të këqijat që kam nëpërmjet sjelljes e punës sime.

*Doli njeri i mirë (i keq). Doli i zoti (trim, burrë i mirë). Doli i pabesë (tradhtar, batakçi).*

28. *vet. veta III.* Duket si është pasi provohet a pasi kontrollohet diçka. *Pjepri doli i ëmbël. Arra doli fyçkë. Veza doli e prishur. Ura doli e shëndoshë. Kali doli i forte (zevzek).*

29. *vet. veta III.* Është i mjaftueshëm, mjafton, arrin. *Del për një fustan (për një bluzë). Del edhe një jelek. S'i dolën paratë. Nuk me del koha. Mezi u dilte për të ngrënë. A na del mielli? Në mos del, tepëron. shak.* do të bëjmë si do të bëjmë, të mos qahemi.

30. *vet. veta III.* E ka drejtimin diku, të nxjerr a të çon në një vend a në një drejtim të caktuar. *Shkallët dalin në kopsht. Kjo rrugë del në sheshin qendror.*

31. *vet. veta III fig.* Bëhet ashtu siç mendohej a parashikohej, vërtetohet; kryhet. *doli fjala. Do që t'i dale e vetja. Ëndrrat nuk dalin.*

32. *fig.* Kam një qëllim të caktuar, synoj diku; qëlloj. *Ku do të dalësh? Frit, se aty do të dal!*

33. *vet. veta HI fig.* I jepet a i caktohet dikujt diçka (një mundesi, një e drejtë, një rast etj.), i shfaqet mundësia për diçka. *doli bursa (e drejta e studimit). I doli emërimi. I dolifati vajzës. vjet.* u fejua e u martua.

34. *kal. bised.* Kapërcej, kaloj; përshkoj. *Doli lumin. Doli pragun.*

35. *Pavet.* sipas kuptimeve 1, 2, 4, 5, 13, 15, 23-26. *Këtej nuk dilet. Dilet lehtë. Do t'i dilet mbanë edhe kësaj pune. Nuk i dilet përpara.*

• Doli nga ama *shih tek* AMË,~A i. Dal (e nxjerr) në anë *shih tek* ANË,~A i. Me doli asi *shih tek* AS,~I i. Doli (u ngrit) nga balta *shih te* BALTË, ~A. I ka dale (i ka mbirë) bari (në faqe, në sy) *shih te* BAR,~Ii. Ka dale nga binarët *shih te* BINAR,~I. I doli boja *keq. shih te* BOJË,~A i. Doli (u be) bollë *një punë shih te* BOLLË,~A. I doli borxhit (hakut, nga borxhi) *dikujt shih te* BORXH, ~I. Dal në breg *shih te* BREG,~U. Dolëm në breg *shih te* BREG,~U. I doli cifundi *diçkaje shih te* CIFUND,~I. I doli çika *diçkaje shih te* ÇIKË, ~Ai. Doli çirak edhe *iron, shih te* ÇIRAK,~U i. I doli dardhë *diçka shih te* DARDHË,~A. Do t'i dalin dardhat *dikujt shih te* DARDHË,~A. Ka dale nga defteri *shih te* DEFTER,~I. Doli (hyri) nga deriçka *shih te* DERIÇKË,~A. Doli në diell *shih te* DIELL,~l. Me doli nga dora (dore, duarsh) *shih te* DORË,~A. Doli në dritë *shih te* DRITË,~A. S'i kanë dalë (ende, akoma) dbëmbët *mospërf. shih te* DHËMB,~I. I doli emri *shih tek* EMËR,~RI. Doli në faqe *shih te* FAQE,~JA. I doli në faqe *shih te* FAQE,~JA. Ka dale fare *shih te* FARË,~A. Doli (iku, kaloi) nga faza *thjeshtligj. shih te* FAZË,^—A. Si do t'i dale (si do t'i vejë, si do t'i shkojë) filli *dikujt a diçkaje shih te* FILL,~I. I doli nga fjala (fjale) *dikujt* nuk e mbajti premtimin a zotimin, e gë-njeu. I doli flaka *diçkaje shih te* FLAKË,~A. I dolën krahë (fletë) *shih te* KRAH,~U. Dal në fotografi fotografohem. I ka dale fryma *diçkaje shih te* FRYMË,~A. I doli sbpirti (fryma, xhani) *dikujt shih te* SHPIRT,~I. I doli në frymë *dikujt shih te* FRYMË,~A. I kanë dalë fulqinjtë *shih te* FULQI,~RI. I doli fundi *diçkaje shih te* FUND,~I. I doli në fund *diçkaje shih te* FUND,~I. Del për fushe (në fushë) *shih te* FUSHË,~A. Me doli gorricë *diçka shih te* GORRICË,~A. I doli (iu shqye) gurmazi (zëri) *shih te* SHQYHEM. I doligjoha (një pëllëmb6, një pash) *shih te* GJUHË,~A i. Doll hardall *diçka shih te* HARDALL,~I. Nuk i dilte hesapi a) nuk kishte mundësi të blinte a të bënte diçka; b) nuk e përballonte dot jetesën, s'kishte të ardhura të mjaftueshme. I doli për hundësh (nga hundët) *diçka shih te* HUNDË,~A. Hëngti sa i doli për hundësh (nga hundët) *shih te* HUNDË,~A. I doli huq (shterpë) nuk u be siç e kishte menduar, nuk iu plotësuan shpresat e dëshirat; s'i shkoi fjala. I doli içi *diçkaje shih tek* IÇ,~I. Dal jashtë *euf. shih te* JASHTË. Del në jetë rritet e është në gjendje të punojë e të jetojë me vete, mund të jetojë me djer-sën e vet, nuk ka me nevojë që të kujdeset njeri për të. I doli kallaji *dikujt a diçkaje shih te* KA-LLAJ,~I. Doli kallp *shih te* KAIXP,~I. I doli keq *shih te* KEQ. Me dolën (me ranë) këmbët *shih te* KËMBË,~A. I doli kësmeti *shih te* KËSMET,~I. I kanë dalë kockat *shih te* KOCKË,~A. Nuk i doli në kut *shih te* KUT,~I. Doli Hnjës *shih te* LINJË,~A i. Doli nga loja *shih te* LOJË,~A i. I doli lotaria *shih te* LOTARI,~A. I doli lyç *d i ç k a shih te* LYÇ. I doli Uapa *shih te* LLAPË,~A. Doli mendsh u çmend. Me doli mjekra (me dolën thinjat) duke pritur *shih te* MJEKËR,~RA. Doli nga mosha nuk e kap ajo moshë, e kaloi moshën; u plak. Doli në orbitë *libr. shih tek* ORBITË,~A. I dal përpara *diçkaje* marr masa me përpara që të mos ndodhë një e keqe ose që t'i shmangem një të keqeje. I dal përpara *dikujt* ia mirëpres një kërkesë dhe e përkrah. Çfarë i del përpara pa i zgjedhur, mbarë, çdo gjë që i sjell rasti; gjithçka. Doli puplash *dikush shih te* PUPËL, ~LA. I dolën puplai (pendët) *dikujt shih te* PUPËL, ~LA. S'i kanë dalë (ende) puplat *shih te* PUPËL,~LA. Doli pushkë *(mina) shih te* PUSHKË,~A. Del (të nxjerr) po në atë (në një) qafë *shih te* QAFË,~A. I ka dale nga qejfi *dikujt shih te* QEJF,~I. Ka dale (prej) qemerit *di k us h shih te* QEMER,~I. Doli rruge (nga rruga) *shih te* RRUGË,~A. I dolën sytë *shih te* SY,~RI. I dalshin sytë! *mallk.* u verboftë, i plaçin sytë! Del në shesh (në mejdan) *shih te* SHESH, ~I. I doli në shteg *dikujt* i dha rast dikujt që ta godasë e ta sulmojë ose të nxjerrë një përfitim. Doli shyt *shih te* SHYT. I dolën (i plasën) trutë *shih tek* TRU,~RI. I dalshin trutë! *mallk. shih tek* TRU,~RI. I doll tymi (era) *diçkaje shih tek* TYM,~I. Tym te dale! (tymi le t'i dale!) të dale si të dale, të bëhet si të bëhet, cope të bëhet! Sapo ka dale nga shpërgënjtë *mospërf. shih te* SHPARGËR,~RI. Doli udhe (nga udha) *shih* Doli rruge (nga rruga) *te* RRUGË,~A. Doli mbi ujë *shih tek* UJË,~I. S'i del (s'i shkon) as në vesh *shih te* VESH,~I. Del (vjen, kuptohet) vet-vetiu (vetiu) *shih te* VETVETIU. S'del yndyrë *nga dikush shih tek* YNDYRË,~A. Doli yst *shih tek* YST,~I. Me doli nga zemra *shih te* ZEMËR,~RA. I dal (per) zot *shih te* ZOT,~I n- Hyjmë e dalim *m e dike shih te* HYJ. Si hyri doli *dikush shih te* HYJ. Të dale ku të dale! të bëhet c'të bëhet, le të ndodhë çfarë të dojë (kur dikush Vendos të bëjë diçka që mund të ketë pasoja jo të mira). Del në pah *shih te* PAH. Doli mbl të tjerët fitoi, doli i pan, ua kaloi të t jerëve. Del si boshti para furkës *shih te* BOSHT,~I. I dalin (i shkojnë, i bien, e mbulojnë) djersë të ftohta *shih te* FTOHTË (i, e). I doli djersa në lug *shih* re LUG, ~U. I dolën djersët e mortjes (e vdekjes) *shih te* MOR-TJE,~A. Doli me faqe të bardhë *shih te* BARDHË (i,e). Doli si fanti spathi *shih te* FANT,~I. Ka dale fjala në pazar *shih te* PAZAR,~I. Doli me flamur të hapur *shih te* HAPUR (i, e). I doli fund! i shpuar *shih te* FUND,~I. DOUD (erdhën) gisht pas gishti *shih te* GISHT,~I. I

ka dale gjel kaproll *një pane shih te* GJEL,~I. S'del gjë nga guri *shih te* GUR,~I. S'i del gjë prej thonjve *shih te*

THUA, THOI. Ka nisur t'i dale gjuha (po e nxjerr gjuhën) *shih te* GJUHË,~A i. I doli kapuç me mëngë *shih te* KAPUÇ,~I. I daltë hithra në vatër! *mallk. shih te* HITHËR,~RA. Doli me këpucë të kuqe *dikush iron, shih te* KUQ (i), ~E (e). I dolën (iu zbuluan) lakrat lakrorit *shih te* LAKËR,~RA. I doli (i erdbi) lepuri në shteg *shih te* SHTEG,~U. Doli luge e larë *shih te* LARË (i, e). Doli mendje mbi mendje *tall, shih te* MEN-DJE,~A. S'ka dale jashtë mureve të sbtëpisë (të zyrës) *shih te* MUR,~I. I doli puna shtupë *shih te* SHTUPË, ~A. Me dolën qime të bardha *shih te* BARDHË (i, e). I doli qumësbti i nënës *dikujt shih te* QUMËSHT, ~I. I ka dale qumështi mbi përshesh *dikujt shih te* QUMËSHT, ~I. I dolën sytë nga vendi (jashtë) *shih te* SY,~RI. I dolën sytë dokërr *shih te* DOKËRR, ~RRA. Shkëndijat (shkëndijëzat) dalin në maj ;. *u. shih te* SHKËNDIJË,~A. I doli shkumë njja goja *shih te* SHKUMË,~A. I del tym (flake, zjarr) nga koka *shih tek* TYM,~I. I doli ujë i zi *diçkaje shih tek* UJË,~I. S'del vaj nga guri. *u. shih te* VAJ, ~I. Del (neper) vrimë të gjilpërës *shih te* GJILPËRË, ~A. I dolën zorrët (përjashta) *shih te* ZORRË,~A. S'del dhjamë nga pleshtiJ. *u. përçm. shih te* DHJAMË, ~I. Del si mëzi para pelës *tall, shih te* MËZ,~I. Këtej i hyri, këtej i doli *mospërf. shih te* HYJ. I hyn në një vesh e i del nga tjetri (nga një vesh i hyn, nga tjetri i del) *mospërf. shih te* HYJ. S'i ka dale (s'i ka djersitur) ende (mirë) mustaqja *shih te* DJERSIT. S'ka dale ende nga lëvozhga e vezës (nga veza) *mospërf. shih te* VEZË,~A. E kthen barkun nga del dielli *përçm. shih te* KTHEJ. Hyr e dil e tund pesh-qirin *mospërf. shih te* HYJ. Hyri mish e doli peshk *mospërf. shih te* MISH,—I. Hyn në pus e del pa u lagur *shih te* PUS,~I. Doli prej vllajës e ra në prush *shih te* VLLAJ,'Ë,~A. Hyri në këtë derë, doli në atë derë *shih te* DERË,~A. Mbolli bostan e i dolën kastraveca *iron, shih te* MBJELL. Mbolli thekër e i doli grurë *dikujt shih te* MBJELL. Bleu qen e i doli këlysh *shih te* KËLYSH,~I. I kanë dalë mendtë mbi bishta-leca *keq. shih te* BISHTALEC,~I. Lëshon hije pa dale dielli *mospërf. shih te* HIJE,~A. I doli huri në majë të kokës *shih te* HU,~RI. Hyri (shkoi) shul e doli (erdhi) lloz *shih te* SHUL,~I. Shkoi (vajti) për lesh e doli (u kthye, erdhi) i qethur *fj. u. iron, shih te* LESH,~I. Me mlrë të të dale syri sesa nami *fj.u. shih te* SY,~RI. Hesapi i shtëpisë nuk del në pazar *fj.u. shih te* HE-SAP,~I. S'dalin dy lëkurë nga një dele (nga një berr) ;. *u. shih te* LËKURË,~A i.

DALE,~NI *pasth. bised.* Prit(ni) pak!, qëndro(ni) pak!; mos u ngut(ni)! (përdoret kur i drejtohemi dikujt, zakonisht në forme lutjeje a urdhri, për t'i kër-kuar që të ndalet, të qëndrojë, të presë pak ose për ta këshilluar që të ketë durim, të mos ngutet). *Dale, se harrova. Daleni, more, ku po shkoni? Dale, mos u ngut! Dale, pa e sheh me vonë!*

DALË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I thatë, çiban. *Ka një dale nën sqetull.*

D a I a e gjësë *veter.* plasja.

DALË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Pjesë e ngritur dhe që dallohet mirë në sipërfaqen e diçkaje, vend i ngritur; diçka që ka dale anash a jashtë një vije, një muri etj. *E dala e shkëmbit. E data e murit. E dala e ballit.*

2. Kep në det, në liqen etj. *Të futurat dhe të dalat* e *bregdetit. Kishte një të dale të Voge'l.*3. Dale. *dahhin të dalatl mallk.*

*4.* Vendi nga ku dilet; dalje. *Të dalal e kështjellës. S'ka rrethim pa një të dale.*

5. *vet. sh. fin. shih* DALJE,~A 3. *Libri i të hyra-ve dhe i të dalave.*

• Të hyra e të dala *shih te* HYRË,~A (e). Të dalat jashtë mbeturinat e padobishme të ushqimit që nxjerr jashtë njeriu a kafsha, të pëgërat.

DALË,~T (të) *as.* I. *shih* DALJE,~A 1>2. *Të dalët e diellit. Në të dale të qytetit.*

2. Koha kur një periudhë e caktuar është në mba-rim e sipër, fundi i një viti, i një stine, i një muaji etj. *Në të dale të dimrit. Në të dale të mar sit. Me (në) të dale...* kur po dilte, duke dale. *Është me (në) të dale* është gati duke dale, po bëhet gati për të dale.

*k* Të dalët jashtë veprimi që bën njeriu a kafsha për të nxjerrë jashtë mbeturinat e panevojshme të ushqimit; jashtëqitja.

DALE (i, e) *mb.* 1. Që ka dale përsipër ose anash me shumë nga ç'duhet, që formon një të dale në si-përfaqen e diçkaje, i kërcyer; që ka dale jashtë një vije a një radhe dhe duket mirë; që ka dale nga vendi ku duhej të qëndronte. *Me veshë të dale. Me kurriz të dale. Me mollëza të dala. Me buzë të dala.*

2. Që ka parë shumë vende, që e njeh botën, i shëtitur. *Njeri i dale. Është i dale ai.*

3. *bised.* Që është martuar diku, që ka dale nuse (për vajzën). *Kane një motër të dale.*

DALE *ndajf.* 1. Atje ku isha me pare, përsëri në vëndin nga ku u nisa; prapa. *Kthehem dale.*

2. Në mes, përgjysmë. *la la fjalën dale. I mbeti fjala dale.*

la ktheu dale ia ktheu përgjigjen aty për aty, iu përgjigj flake për flake. S'ia lë dale *dikujt* nuk mbetet prapa dikujt; nuk ia kalon kush, s'ia lë man-gut. më parë e me dale *shih te* PARE.

DALË-DALË *ndajf.* Dalëngadalë, me ngadalë. *Po vjën dalë-dalë.*

DALËNGADALË *ndajf.* 1. Pa u shpejtuar, me ngadalë; qetë-qetë. *Ecën dalëngadalë.*

2. Pak e nga pak, jo menjëherë; ca nga ca. *Rritet dalëngadalë. Shuhet (tretet) dalëngadalë.*

DALËS,~E *mb.* 1. Që del jashtë në sipërfaqen e diçkaje, që është me i ngritur se sipërfaqja, që del pëhipër ose përbri diçkaje. *Pjesë dalëse. Skaj dales.*

*2. spec.* Që del nga një burim a nga një vend i caktuar. *Rreze dalëse. Tufë dalëse. Fuqi dalëse.*

3. Që shërben për të nxjerrë diçka ose për të kaluar diçka nëpër të. *Gyp dales. Vrimë dalëse.*

DALIPBEBÇE,~JA . *vjet.* E folme shoqërore e fshehtë, që përdorej nga grupe argatësh shëtitës në disa krahina të Shqipërisë së Mesme.

DALJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes DAL. *Dalja e librit (e gazetës, e revistës). Dalja e vendimit (e urdhrit). Dalja e dhëmbëve. Dalja nga prapambetja. Dalja nga rrethimi. Rruga e daljes.*

2. Derë, shteg etj. nga ku dilet prej një vendi të mbyllur; *kund.* hyrje. *Dalje e fshehtë (e ngushtë). Dalje sigurimi. Dalja e tunelit (e shpellës). Dalja e autobusit. Dalja është këtej. U drejtua nga dalja.*

3. *fin.* Sasia e të hollave që nxirren nga arka për një punë ose kur bëhen llogaritjet; *kund.* hyrje. *Daljet e arkës.*

• Hyrje e dalje *shih te* HYRJE,~A. E bëj dalje

*diçka fin.* bëj veprimet për të nxjerrë një mall nga magazina.
DALMAT,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pjesëtar i njërit prej fiseve ilire, që banonte në trojet e Dal-macisë. *Dalmatët ishin fqinjë me ardianët.*
DALMAT,~E *mb. hist.* Që ka të bëjë me dalmatët, që është krijuar nga dalmatët; që u përket dalmatëve, i dalmatëve. *Fis dalntat. Fjalë dalmate.*
DALTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël prej çeliku me majë shpatuke e të mprehtë dhe zakonisht me dorezë druri, që përdoret për të gdhendur drurin, për të latuar gurin, për të prerë teneqenë etj. duke e rrahur me çekiç. *Daltë e ngushtë. Daltë guri. Gdhend (latoj) me daltë.*
*k* Ia la në daltë *dikujt* u tregua me i zoti e me i shpejtë se dikush tjetër, ia la në dorë.
DALTIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve DALTOJ, DALTOHET. *Makinë daltimi.*
DALTOHET. *Pës. e* DALTOJ.
DALTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Gdhend diçka me daltë, punoj me daltë. *Dalton gurin (drurin).*
DALTONlZËM,~MI *m. mjek.* Paaftësi e syve të njeriut për të dalluar disa ngjyra, e çila i bën të ngatërrojnë sidomos të kuqen më të gjelbrën. *Së-mundja e daltonizmit. Vuan nga daltonizmi.*
DALTUAR (i, e) *mb.* Që është gdhendur a është punuar me daltë, që është daltuar. *Dru (gur) i daltuar. Bust i daltuar. Mbishkrim i daltuar.*
DALTUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që gdhend me daltë diçka, ai që punon me daltë. *Daltuesit e vegjël.*
DALZOTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që i del zot
dikujt a diçkaje, ai që mbron dike a diçka. *Dalzotësi i vendit. Iu be dalzotës.*
DALLAVERAXHI,~U m. *sh.* ~NJ, ~NJTË
*bised.* 1. Ai që bën dallavere, ai që merret me dalla-vere. *Dallaveraxhi i regjur. 2. Përd. mb.* sipas kuptimit te' emrit.
DALLAVERE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET *bised.* Veprim i pandershëm i një njeriu të keq, i cili përpiqet që me rrugë të padrejta e me mashtrime të marrë a të fitojë diçka që nuk i takon, të ngatërrojë të tjerët etj.; mashtrim. *Bënte dallavere. Fitonte me dallavere. Nuk i shkuan me dallaveret.*
DALLDI,~A . Gjendje shpirtërore e turbullt e një njeriu që është pushtuar nga një ndjenjë tronditëse ose që është dhënë pas dikujt a pas diçkaje në më-nyrë të papërmbajtur saqe harron gjithçka rreth vetes; turbullim i brendshëm, shastisje. *Ra në dalldi. Është në dalldi.*
DALLDlS *jokal.,* ~A. ~UR. 1. Bie në dalldi. *Dalldisi në ëndrra. Dalldisi fare nga ato fjalë. Dalldisi nga të mirat.*
2. Jepem aq shumë pas dikujt a pas diçkaje saqë harroj gjithçka rreth Vetes, e humbas mendjen pas dikujt a pas diçkaje. *Dalldisi pas punës. Dalldisi pas pëllumbave. Dalldisi pas fëmijëve. Dalldisi pas asaj.*
3. *vet. veto HI.* Hidhet përpjetë me vrull; fryhetshumë; rritet me vrull e i fuqishëm (për bimët); shper-then. *Dalldisi flaka përpjetë. Dalldisi rrushi në kade. Misri ka dalldisur sivjet. I dalldisi plaga* iu mahis shumë plaga.
4. Me mbushet mendja dhe marr guximin për të bërë diçka, vendos me guxim, kuturis. *Me në fund dalldisi. Dalldisi dhe e zuri.*
DALLDfSEM *vetv. shin* DALLDIS i_3. *Dalldisem në mendime. Është dalldisur pas asaj. Gruri është dalldisur sivjet.*
DALLDlSJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DALLDIS, DALLDISEM. *Caste dalldisjeje.*
DALLDISUR (i, e) *mb.* 1. Që ka rënë në dalldi. *Dë-gjonte i dalldisur. Qëndroi i dalldisur.*
2. Që merr guxim menjëherë e vendos për diçka, që kuturis të bëjë një punë a një veprim jo të za-konshëm, i kuturisur. *Njeri i dalldisur.*
DALLËNDYSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Zog
shtegtar i vogël sa trumcaku, me krahë të mprehtë, me bisht të bigëzuar si gërshërë e me sqep të hollë, që fluturon shpejt e me zhdërvjelltësi të madhe dhe e bën folenë zakonisht nën strehët e ndërtesave. *Fo-leja e dallëndyshes. Erdhën dallëndyshet. Dallëndyshet janë lajmëtaret e pranverës.*
2. Pjesë e avlëmendit, e ndarë si bigë, që shërben për të mbajtur varur lisat e pëlhurës.
3. Kunj i vogël druri që lidh dorezën e parmendës me shtizën.
4. Pjesa e butë e thundrës së kalit.
• Dallëndyshja e parë shenja e parë e diçkaje që do të vijë me shumicë; ai që can i pari drejt diçkaje të re e pak të njohur. Qumësht dallëndysheje *shin te* QUMËSHT,~I. Janë si zogjtë e dallëndyshes janë fare të brishtë e të pafuqishëm dhe kanë nevojë për ndihmë, përkrahje e kujdes të drejtpërdrejtë. Me një dallëndyshe (me një lule) s'vjen pranvera (behari) *fj.u. shih te* LULE,~JA. Bar dallëndysheje *bot. shih te* BAR,~I i.
*DALLËNDYSHE DETI zool.* Lloj peshku, që rron zakonisht në fund të detit.
DALLGË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vale e madhe në det, në liqen etj., që lëviz me vrull. *Dallgë të fu-qishme. Dallgët e detit. Nëpër dallgët e lumit. Kreshta (shkuma) e dallgëve. Forca (fuqia) e dallgëve. Det me dallgë. E rrëmbeu (e përpiu, e përplasi) dallga. Ka dallgë. Can dallgët. Qëndron sipër dallgëve. U bëri ballë dallgëve. E hodhën dallgët në breg.*
2. *fig.* Diçka që të kujton valët e detit ose që lëviz si ato; grumbull i madh njerëzish, që vërshojnë me vrull e pa u ndalur dhe që lëvizin valë-valë. *Dallgët e grurit (e thekrës). Dallgë njerëzish. Dallgët e demon-struesve.*
3. *krahin.* Shi me erë të forte; shtrëngatë, furtunë. *Mbrëmë bëri dallgë e madhe. I theu dallga pemët.*
4. *kryes. sh. fig.* Vështirësi, ndryshime e përpjekje të mëdha e të njëpasnjëshme në jetën e njerëzve a në rrjedhën e ngjarjeve, ngritje e ulje në jetë që kër-kojnë përpjekje të mëdha për t'i kapërcyer; vërshim i papërmbajtur ndjenjash (zemërimi, urrejtjeje etj.); Vale. *Dallgët e jetës. Dallgët e revolucionit (e luftës). Dallgët e zemërimit (e urrejtjes).*
• Merr dallgë *shih te* MARR. Është me dallgë
*dikush* është i zymtë e tërë inat, i ka hipur inati. E paskan kapur dallgët *dike* qenka zemëruar shumë, qenka tërë inat; po shfryn e turfullon nga inati.
DALLGË-DALLGË *ndajf.* 1. Në forme dallgësh; duke lëvizur si dallgë; valë-valë. *Gruripërkundej dallgë-dallgë. Turma afrohej dallgë-dallgë. Armiku sulmonte dallgë-dallgë.*
*2. fig.* Here fort, here dobët, me ngritje e me ulje, por pa ndërprerje; valë-valë. *Lufta e klasave zhvillo-het dallgë-dallgë. Të kuqtë i kalonte dallgë-dallgë mbi fytyrë.*
DALLGËPRITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pendë që ndërtohet pranë porteve për të pritur dallgët e mëdha dhe

për të ndalur forcën shkatërruese të tyre. *Dallgëpritëse e lartë. Ndërtuan një dallgëpritëse.*

DALLGËSHUMË *mb. poet.* Që ka shumë dallgë; që bën shumë dallgë. *Në detin dallgëshumë.*

DALLGËTHYESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dallgëpritëse.

DALLGËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DALLGËZON, DALLGË-
ZOHET. *Dallgëzimi i detit (i liqenit). Dallgëzimi i grurit (i thekrës). Dallgëzimi i turmës.*

2. *kryes. sh. fig.* Ulje e ngritje në sipërfaqen e një sendi, valëzim. *Dallgëzimet e kodrave.*

DALLGËZOHET *vetv.* 1. Bëhet me dallgë, dall-gëzon. *Deti u dallgëzua.*

2. *fig.* Lëviz valë-valë, dallgëzon. *Turma dallgë-zohej.*

3. *fig.* Përhapet valë-valë, vjen dallgë-dallgë. *Kënga dallgëzohej.*

4. *Pës. e* DALLGËZON 3.

DALLGËZON;ofca., ~OI, ~UAR. 1. Bën dallgë, ka dallgë. *Dallgëzon deti.*

*2. fig.* Lëviz dallgë-dallgë. *Gruri dallgëzon. Turma dallgëzonte.*

3. *kal.* Bën që të ketë dallgë, e bën me vale. *Era e dallgëzoi detin.*

DALLGËZUAR (i, e) *mb.* 1. Që është me dallgë, që ka dallgë. *Det i dallgëzuar.*

2. *fig.* Që lëviz si dallgë; që është si dallgë ose që të kujton dallgët, i valëzuar. *Sipërfaqe e dallgëzuar. Vijë e dallgëzuar.*

DALLGËZUES,~E *mb.* Që vjen dallgë-dallgë; që lëviz dallgë-dallgë; që ka formën e dallgëve; i dallgëzuar. *Rrymë dallgëzuese. Lëvizje dallgëzuese. Kodra dallgëzuese. Tufë dallgëzuese.*

DALLGORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shkëmb a breg shkëmbor ku përplasen dallgët e detit, të liqenit etj. *U përplas në dallgore.*

DALLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DALLOJ, DALLOHEM. *Da-
llimi i ngjyrave (i tingujve). Dallimi i shenjave. Dallimi i së mirës nga e keqja. Bëj dallim* dalloj.

2. Veçori a tipar që e bën dike ose diçka të dallohet nga një tjetër; ndryshim. *Dallime klasore. Dallime dialektore. Dallime në ngjyra (në masë, në peshë). Dallimet ndërmjet qytetit e fshatit. Dallimi ndërmjet punës mendore e punës fizike. Kanë dallime të mëdha (të shurnta, cilësore).*3. Trajtim i pabarabartë i njerëzve, i sendeve a i çështjeve, duke parapëlqyer pa të drejtë dike a diçka qse duke i vlerësuar sipas disa veçorive e kritereve të ndryshme. *Dallim racial. Bën (s'bën) dallime. I rkorën (i pranuan) të gjithë pa dallim.*

Plotës dallim i *gjuh., vjet. shih te* PLO-TËS,~I.

DALLIMOR,~E *mb.* DiskrIminues. *Politikë da-llimore. Masa dallimore.*

DALLIMTAR,~E *mb.* Dallues.

DALLKAUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised., keq.* 1. Njeri lajkatar, që mundohet të nxjerrë përfitime për vete, duke u bërë qejfin atyre që kanë fuqi e push-tet; njeri i pabesë, që të shet e të blen për përfitime vetjake; njeri me dy faqe, hipokrit. *Mbreti me dall-kaukët e ti}. Ishte dallkauk. lu mblodhën dallkaukët.* 12. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Nëpunës dallkauk.*

DALLKAUKLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised., keq.* Qëndrim, veprim a sjellje prej dallkauk u. *Benin dallkauklleqe.*

DALLOHEM *vetv.* 1. Jam në një vend ku mund të! shihem nga të tjerët; dukem. *Aty nuk dallohej fare. Ende nuk dallohet mirë.*

*2.* Jam i ndryshëm nga të tjerët, kam disa tipare e veçori të ndryshme nga të tjerët; shquhem në kra-hasim më të tjerët, bie në sy me shumë; *vet. veta III* del mbi të tjerët, del në pah. *Dallohet nga të tjerët. Dallohet ndër shokët. Dallohet për shkathtësi. Dallohet si punëtor i palodhur. Dallohet zëri i tij. Ishin veshur të gjithë njësoj, nuk dalloheshin fare.*

3. *Pës. e* DALLOJi,2.

DALLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shquaj me shqisa a me mend një njeri, një send, një dukuri etj. nga një tjetër, midis të tjerësh ose në një mjedis, ndaj a veçoj njërin nga tjetri dy njerëz, dy sende etj. sipas veçorive e tipareve të ndryshme që kanë; nuk e ngatërroj dike a diçka me dike a me diçka tjetër; e ye re dhe e njoh dike a diçka në një mjedis. *Dalloj ngjyrat (format, tingujt). Dalloj shkrimin e dikujt. Dalloj shokun në mes të turmës. Dalloj Yllin Polar. Dalloj të zezën nga e bardha. Dalloj të mirën nga e keqja. Dalloj kuptimet e fjalës. E dalloi menjëherë. Mezi e dalloi në errësirë. Kjo cilësi e dallon nga të tjerët. E dalloi nga zëri (nga e ecura). S'ka asgjë që ta dallojë. S'dallonte dot grurin nga thekra. S'e dallon dot.*

2. *bised.* Vë në dukje para të tjerëve vlerat, punën a veprimtarinë e shquar të dikujt, e nxjerr të dalluar dike. *Repartin (uzinën) e tyre e dalluan.*

3. *jokal.* Karn tipare e veçori që me shquajnë nga të tjerët, nuk jam si të tjerët; ndryshoj, dallohem. *Dallojnë mirë njëra nga tjetra. Dallon shumë nga të tjerët.*

DALLOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tipar dallues.

DALLUAR (i, e) *mb. 1.* Që shquhet ndër të tjerët me sjelljet, me punën a me veprimtarinë shoqërore; që është dalluar në një punë a në një veprimtari. *Punëtor (kooperativisi) i dalluar. Nxënës i dalluar. Doli i dalluar. E nxorën të dalluar.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fotografiië e të dalfuarve.*

DALLUES,~E *mb.* 1. Që e dallon a e bën të shqu-
het nga të tjerët, që është një tipar i veçantë për tS. *Shenjë dalluese. Tipar dallues. Karakteristikë dalluese. Veçori dalluese.*

2. Që nuk i trajton në mënyrë të barabartë, por parapëlqen pa të drejtë njërin a disa; diskriminues; që i vlerëson sipas disa veçorive e kritereve të ndryshme; që bën dallim. *Qëndrim (trajtim) dallues.*

DALLUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund_ të dallohet; që dallohet mirë; që bie në sy me shumë se të tjerët. *Forme e dallueshme. Ngjyra të dallueshme. Aftësi të dallueshme. Është e dallueshme. Bëhet i dallueshëm.*

DALLUESHËM *ndajf.* Në mënyrë të dallueshme, qartë. *Duket (dëgjohet) dallueshëm. Del dallueshëm.*

DALLUESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i dallueshëm e i qartë; qartësi. *Ka dallueshmëri të madhe.*

DAMAHUSH *kal,* ~A, ~UR *bised.* Shpërndaj, përhap. *damahushi rrobat.*

DAMAHUSHET *vetv. bised.* 1. Përndahem, shpër-ndahem, dërrmëhasem. 2. *Pës. e* DAMAHUSH.

DAMALUG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj parmende prej hekuri, me plor të madh e zakonisht me dy do-reza; plug. *Lëronte me damalug.*

DAMAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *anat.* Çdonjëri nga gypat, nëpër të cilët qarkullon gjaku në trupin e njeriat a të

kafshëve; rremb. *Damarët e gjakut. Da-mari i qafës. Damari i ballit. Duar me damarë. lu fry-në damarët. Preu damarët. I bënë një gjilpërë në damar.*
2. *bot.* Çdonjëri nga gypat, nëpër të cilët kalojnë lëndët ushqyese në trupin e bimës, në gjethet etj. *Damarë kryesorë. Damarët e drurit (e gjethes). lu thanë damarët. I ka ngrënë krimbi damarët.*
3. *zakon. sh.* Vija të degëzuara në mermer etj. që u ngjajnë degëzimeve të gypave të gjakut te shtazët a të gypave ushqyes te bimët. *Mermer (gur, shkëmb) me damarë.*
4. *gjeol.* Shtresë e nëntokës, zakonisht e hollë, që përmban një mineral të dobishëm etj.; vijë a rremb uji që kalon nën tokë. *Damar i nëndheshëm (i thellë). Damar shkëmbor. Damar qymyrguri (jloriri, bakri). Damari i ujit. Damarët e tokës. Ranë në damar. Gjetën një damar të pasur. U mbyll ky damar. Ku e ka damarin ky burim?*
5. *bised.* Plasë, e çarë që bëhet në një send të ngurtë. *Mori damar. U be tërë damarë.*
<>. *tek.* Secili nga telat e kabllos. *Damar përcjellës.*
7. *fig.* Lidhje farefisnie a gjaku; diçka që e mban të lidhur njeriun me një mjedis të caktuar shoqëror; tipar që përcaktohet nga një lidhje e tillë, rremb. *Damari i fisit. Damar miqësie. Nuk ka damar nga ai fis. E ka një damar nga fshati.*
8. *fig. bised.* Burim; arterie. *Damar kryesor. Damarët e ekonomisë. Damarët e Republikës. Hapën damarë të rinj. Thashethemet kanë damarë të vjetër.*
9. *fig.* Aftësi a prirje natyrore, dhunti e lindur, dell. *Damar poetik. E ka një damar për muzikë.*
10. *fig.* Tekë; trill. *Njeri me damar. Punon me damar. 1 hipi (i kërceu) damari* iu tek, i hipi në kokë.
11. *fig.* Gjendje,shpirtërore e dikujt në një cast të caktuar. *Është në damar të mirë. E gjeti në damar të keq. I gjeti damarin* i gjeti pikën e ndjeshme dhe e bëri për vete.*it* I kërcea (i hipi, iu ndez, iu ngtit, e zuri) damari
u inatos, u zemërua, mori inat menjëherë. I zbriti (i ra) damari i ra zemërimi, u zbut. I ka plasur damari (delli) i ballit (i marres) *keq.* auk ka me turp nga asgjë, është bëtë i paturpshëm, i ka plasur cipa. E ka një damar (dell) marrëzie (marrie) është pak si i marrë, është ca kokëkrisur.
DAMASK,~U *m. tekst.* Cope e trashë prej parnbuku a mëndafshi, e thurur dendur, me lule a me vizatime në ngjyra të ndryshme, që shkëlqen me shumë nga njëra anc dhe përdoret zakonisht për perde e për mo-bilje. *Damask mëndafshi. Damask për perde (për koll-tukë). Vesh me damask.*
DAMAZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kafshë mashkull race a e zgjedhur, që mbahet për ndërzim. *Damazë race. Kujdesi për damazët. E ka (e mban, e lë) për damaz.*
DAMË,~A i . Lojë me tridhjetë e dy gurë (gjashtëmbëdhjetë të bardhë e gjashtëmbëdhjetë të zinj), që luhet nga dy veta mbi një pllakë druri etj., të ndarë në gjashtëdhjetë e katër katrorë të barabartë, ku gurët mund të lëvizin vetëm në vijë të drejtë; pllaka prej druri etj. dhe gurët që shërbejnë për këtë lojë. *Gurët e dames. Tabela e dames. Luajnë damë. Bleu një damë.*
DAMË,~A n *sh.* —A, ~AT. 1. *vjet.* Grua e martuar, zonjë. *Damë plakë. Damë shoqërimi.*
2. Grua a vajzë që vallëzon me një kavalier. *E ndërroi damën. Kërceu me lë gjiiha damat. Damat në fuqil*
3. *shah.* Mbretëresha në lojën e shahut. *Dama e bardhë (e zezë). I mori damën. Ndërruan damat.*
*4.* Një nga figurat kryesore në lojërat me letra që paraqet një grua; letra me *kiti* figure; çupë. *Damë kupë (spathi). Hodhi damën.*
DAMIXHANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Enë e madhe prej qelqi, me baric të gjerë e me grykë të ngushtë, që vishet nga jashtë me një thurimë kashte ose xunkthi për të mos u thyer dhe që përdoret zakonisht për të mbajtur verë, raki etj. *Damixhanë me raki (me verë, me uthull). Mbush (zbraz) damixhanëtt. Hedh nga damixhana.*
DAMKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shenjë që mbe-tet n£ lëkurën e një njeriu a të një kafshe nga një sëmundje, nga një plagosje etj.; shenjë që u bëhet kafshëve, drurëve etj. në lëkurë për t'i dalluar nga të tjerët; shenjë në trungun e një druri nga një go-ditje; vulë. *Damkat e sëmundjes. Damka e skllavërisë. hist. Fytyrë (trup) me damka. U vuri nga një damkë deleve. Preu drurët me damkë.*
2. Vegël e posaçme prej metali, që përdoret për të shënuar a për të damkosur. *damkosi me damkë. E skuqi damkën në zjarr.*
3. *fig.* Njollë e turpshme që i vihet dikujt a diçkaje për ta poshtëruar, për ta dënuar përpara të tjerëve; njollë e keqe që i vë vetes dikush me sjelljen e vet e me veprimet që bën; vulë. *vunë damkën e tradhtarit (e spiunit).*
• Ëfhtë me damkë është i njohur nga të gjithë si i keq, ka fituar nam shumë të keq.
DAMKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Damkosje. DAMKOHEM *velv.* dhe *pës.* Damkosem. DAMKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Damkos.
DAMKOS *kal,* ~A, ~UR. 1. I vë dikujt a diçkaje një shenjë për ta dalluar nga të tjerët, i vë një damkë; e bëj me damkë; vulos. *E damkosi bagëtinë. I damkosën drurët. I damkosi të gjitha letrat. E damkosi me dyllë të kuq. E damkosën me hekur të skuqur. E damkosën në dorë (në shpatull, në kurriz).*
2. *fig.* I vë dikujt a diçkaje një njollë turpi, i vë damkë, e turpëroj botërisht, e njollos. *E damkosi me turp. E damkosën me vulën e tradhtisë.*
DAMKOSEM *velv.* 1. Bëhem me damkë; bëhem me turp përpara të tjerëve, turpërohem botërisht; njollosem. *U damkos me turp.*
2. *Pës. e* DAMKOS.
DAMKOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DAMKOS, DAMKOSEM. *Damkosje e turpshme. Damkosja e lëkurës. Damkosja e bagëtive. Damkosja e drurëve.*
DAMKOSUR (i, e) *mb.* 1. Që i është bërë një damkë, që është damkosur, me damkë; që i ka mbetur një shenjë dalluese; i vulosur. *Krah i damkosur. Fytyrë e damkosur. Drurë të damkosur. Bagëti të damkosura. Letër e damkosur. Lëkurë e damkosur.*
2. *fig.* Që i është vënë një njollë e keqe, që është njollosur me turp. *Mbeti i damkosur për tërë jetën.*
DAMKUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Vegël e posaçme për damkosjen e kafshëve etj.; damkë. *E skuqi dam-kuesin.*
DAMLLA,~JA. *bised.* 1. *mjek.* Sëmundje e rëndë që vjen nga gjakrrjedhja në tru ose nga mpiksja e gjakut në enët e trurit dhe që shkakton menjëherë humbjen e ndjenjave e pushimin e lëvizjeve, shpesh here pa ndaluar frymëmarrjen e qarkullimin e gjakut; pike. *ra (e goditi) damllaja. Vdiq nga damllaja. U ra si një damlla. Të rente damllaja! mallk.*

2. *fig.* Fatkeqësi e madhe a goditje e rëndë dhe e papritur. *Lajmi i vdekjes qe një damlla për të gjithë.*

Damllaja e qumështit *veter.* sëmundje e rëndë e bagëtive, që shfaqet me dobësim të për-gjithshëm, me fryrje të syve e të barkut dhe me çrre-gullimin e të ecurit.

DAMLLAMADH, ~MADHI *m. sh.* ~MËDHENJ, ~MËDHENJTË *bised.* Ai që i rente damllaja dhe vdektë në vend (si nëmë). *E ka dorën plumb, damlla-madhi! Me rrahu djalin, damllamadhi!*

DAMLLARËNË,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Ai që i rente damllaja (si nëmë). *Pusho, mor damllarënë!*

DAMLLOS *ka!.,* ~A, ~UR *bised.* 1. *vet. veta III.* E lë në vend si të vdekur; e paralizon. *E damllosi sëmundja.*

2. E godit me force a e rrah fort dike dhe e rrëzoj përdhe si të vdekur. *E damllosi fare! Mos i bjer me, se e dantllose!*

DAMLLOSEM *vetv. bised.* 1. Me bie damllaja, mbetem në vend si i vdekur; paralizohem nga damllaja. *Është damllosur fare.*

2. Rrëzohem përdhe pa ndjenja, si i vdekur (duke qenë në një gjendje të turbulluar a të tronditur). *Erdhi i pirë dhe u damllos në dysheme.*

3. *Pës. e* DAMLLOS.

DAMLLOSUR (i, e) *mb. bised.* 1. Që i ka rënë damllaja; i goditur a i paralizuar nga damllaja. *Njeriidamllosur. Kafshë e damllosur. Rrinte si i damllosur.* 2. Që i rente damllaja, damllamadh (si nëmë). *Kit vajti (ç'u be), i damltosuri!*

DANDALLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Pengesë, ngatërresë, telash; vështirësi.

DANEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Da-nimarkës ose ai që e ka prejardhjen nga Danimarka. *Fituan (humbën) danezët (në ndeshje).*

DANEZ,~E *mb.* Që lidhet me Danimarkën ose me danezët, që është karakteristik për Danimarkën ose për danezët, i Danimarkës ose i danezëve; që është krijuar nga danezët. *Populli danez. Qeveria daneze. Në gjuhën daneze. Gjuhëtar danez. Veshje (muzikë) daneze.*

DANG *onomat.* Përdoret si fjalë tingullimituese për të shënuar zhurmën a tingullin që del nga go-ditja e menjëhershme e një sendi të forte (zakonisht metalik) me një tjetër, për të shënuar një zhurmë të ngjashme me këtë ose një veprim që bëhet menjëherë i shoqëruar me një Zhurmë të tillë. *ra, dang. la bëri koka dang. Dhe ai, dang, në kokë. Kur, dang, porta.*

DANGALL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Njeri i shëndoshë e barkmadh, njeri me bark të fryrë. *U takua me një dangall. Ç'qe gjithë ai dangall!*

*2. për cm.* Njeri i trashë nga mendja; njeri që nuk rrierr vesh e që nuk bindet; teveqel. *$është as për vëte, dangalli.*

3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

• U be dangall hëngri a piu jashtë mase, u fry së ngrëni a së piri, u be kacek.

DANGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Damkë, njollë *(edhe fig.). Danga balte (boje). Dangat e diellit. Dangë turpi. Rrobë me danga. Fytyrë me danga. U be me danga. lu be një dangë.*

DANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Kthinë e veçuar në shtëpi që përdoret për një qëllim të caktuar.

DANISHT *ndajf.* Në gjuhën daneze.

DANISHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane e grupit gjermanik, që flitet kryesisht në Danimarkë, gjuha daneze. *Flet danisht.*

DANTELLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Thurje e hollë me pe, me forma, me dredha e me zbukurime të ndrysh-me, që punohet me grep dhe që zakonisht qepet anëve të Veshjeve, të perdeve etj. *Këmishë (shami, perde) me dantella. Zbukurim me dantellë. Thur (end, bëj) dantella. Zbukuroj me dantella.*

DARABUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *muz.* Vegël muzikore në trajtën e një qypi me fund të hapur e me grykë të gjerë, mbuluar me një lëkurë të nderë, së cilës i bien me pëllëmbë. *bie darabukut.*

DARDALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkop i gjatë, që lëviz lirisht duke u mbështetur mbi një shtyllë pingule dhe që ka në majë një rrjetë për të zënë peshk buzë lumenjve ose në peligje, patok. *Ngre dardallën. U thye dardalla.*

DARDAN,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pje-sëtar i njërit prej fiseve kryesore ilire, që jetonte në pjesën verilindore të trojeve të banuara sot nga shqip-tarët. *Fisi i dardanëve.*

DARDAN,~E *mb. hist.* Që ka të bëjë me Darda-ninë ose me dardanët, që është krijuar nga dardanët;

që u përket dardanëve, i dardanëve. *Populist dardane. Luftëtar dardan. Kështjellë dardane. Kulturë dardane. Legjendë dardane.*

DARDHAK,~E *mb.* Që është si dardhë, që ka trajtën e dardhës. *Ftua dardhak.*

DARDHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor i fshatit Dardhë të rrethit të Korçës ose ai që ka lindur në Dardhë. *U mblodhën dardharët. Takova një dardhar.*

•*k* E preu me sëpatën e dardharit (me sëpatë të ma-dhe) *shih te* SËPATË,~A.

DARDHË,~A. *sh.* ~A, ~AT edhe ~Ë, ~ËT. 1. Dru frutor me gjethe gjatoshe e të ndritshme e me lule të bardha, që bën kokrra të tulta e të ëmbla, të zgjatura nga bishti e zakonisht me ngjyrë të verdhë kur piqen; kokrra e kësaj peme. *Dardhë e butë. Dardhë e egër* gorricë. *Dardhë bishtje* dardhë me bisht të zgjatur. *Dardhë bulbe. Dardhë elbje* dardhë që piqet në një kohë me elbin. *Dardhë brumje* dardhë që kur piqet, bëhet e butë si brume. *Dardhë dimërore (di-mërake)* dardhë që piqet vonë, nga fundi i nëntorit ose që lihet për t'u ndulkur në dimër. *Dardhë gurje* dardhë me tul të forte. *Dardhë mbytje. Një kokërr dardhë.*

2. Send në forme të zgjatur nga bishti, që i ngjan frytit të këtij druri. *Dardhë gome me ujë. Dardhë prej kauçuku:*

•*k* Ka rënë në dardhë *dikush* ka iënë ngushtë, është zënë ngushtë, është në hall. I doli dardhë *diçka* nuk i doli mirë një punë, nuk i doli ashtu siç e para-shikonte, i doli më e vështirë nga ç'mendonte; nuk i eci. Do t'i dalin dardhat *dikujt* do t'i dalin në shesh dallaveret që ka bërë, do t'i dalin të palarat. Do ta hajë dardhën *dikush shih te* HA. Është rrë-zuar (një here) nga dardha *dikush* e ka pësuar një here dhe ka vënë mend, është qen i rrahur; ka përvojë nga jeta, është i rrahur me jetën. Dardha në shënëndre gjepura, pallavra, punë boshe. S'bëjnë dardhat në shënëndre është e pamundur të bëhet a të ndodhë diçka, nuk ka mundësi të ngjasë; çdo punë do kohën e vet dhe kushtet e nevojshme. Kërkon dardha (thana, tha-nëza, rrush) në shënëndre (në dimër) kërkon të pa-mundurën, kërkon qiqra në hell. E shpunë (e çuan) dardhë u zune njëri me tjetrin, bënë fjalë, u grindën; i keqësuan, i ashpërsuan marrëdhëniet. Dardha nën dardhë bie një njeri

do t'u ngjajë pa tjetër të parëve të tij, vetitë e cilësitë e prindit do të shfaqen edhe te fëmijët. Kërkon dardha nga boriga *shih te* BOR1GË ~A. Dardha e ka bishtin prapa.". çdo punë, që mund të duket e lehtë e pa telashe, ka edhe pasoja të papa-rashikuara (zakonisht kur pasojat janë jo të mira). Është ende në fund të dardhës është ende prapa, është ende në bisht. Ai është në rrëzë të dardhës është pranë të mirave e përfiton prej tyre, është si veshka në mes të dhjamit. Sillet kot rreth (rreth e qark) dardhës *dikush* i vjen rrotull me kot dikujt me shpresë se do ta ndihmojë; i hyn kot një pune e shpreson me kot se do të ketë përfitim prej saj. Kush rri nën dardhë, i ha kokrrat *fj. u.* a) ai që bën punën, merr edhe shpër-blimin; ai që përpiqet për diçka edhe fiton prej saj; b) edhe *iron,* kush rri pranë një njeriu që ka pushtet, pasuri, dituri etj. përfiton me tepër prej tij nga ata që janë larg. Nuk i hipën dot dardhës e i bie fikut *fj. u.* s'ka ç'i bën gomarit e i bie samarit. Pemën, kur s'pjell, e presin se i bën hije dardhës *fj. u. shih te* PEMË,~A. Shushunja e dardhës *zool. shih te* SHUSHUNJË,~A.DARDHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore me këicell të trashë e me gjethe të tulta si të bordullakut, me lule të bardha pesëcepëshe e të merme, që rritet zakonisht nëpër murishte të vjetra dhe përdoret për t'u ngrënë. *Lulet e dardhëzës.*

DARDHlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i mbjellë me dardha, ngastër me dardha në një ndër-marrje a kooperativë bujqësore. *Dardhishtë e re.*

2. *bot.* Dardhë e egër, gorricë; kokrra e saj. *E preu dardhishtën. Shartoi një dardhishtë. Mblodhi ca dardhishla.*

3. Gjemb gorrice. *hyri një dardhishtë në këmbë.*

DARDHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Gorricë e vogël, që nuk ka lëshuax ende kokrra.

DARDHUKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *bot.* Dardhë e egër, gorricë; kokrra e saj.

DARË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vegël e metaltë, e përbërë nga dy krahë me kokë të harkuar, që lëvizin si gërshërë dhe shërbejnë për të kapur e shtrënguar diçka a për të shkulur gozhdë, dhëmbë etj. *Dare e vogël (e madhe).Darë marangozi. Dare kovaçi. Dare dhëmbësh. Kap (shtrëngon) me dare. Shkul (nxjerr, e heq) me dare. E këputi telin me dare.*

*2., usht.* Rrethim që bëhet duke i marrë armikut njëkohësisht të dy krahët dhe që vjen gjithnjë duke u ngushtuar derisa e detyron atë të dorëzohet a të asgjësohet. *Dare e hekurt. E mbërtheu (e futi) në dare. U mbyll dam. S"shpëton (s'del) dot nga dara.*

3. *fig.* Gjendje e rëndë dhe e pashpresë, që ka mbër-thyer dike a diçka dhe që vjen duke u keqësuar vazh-dimisht. *Dara e vështirësive (e kontradiktave). Dara e krizës (e wise). Dara e vdekjes. I mbërthyer në dare.*

la nxjerr (fjalet) me dare e detyroj të me thotë ato që di, ia nxjerr me zor; përpiqem shumë që t'i nxjerr nga goja ato që di, ia nxjerr me grep (fjalët, të vërtetën etj.). Ia shtrënguan darët *dik ujt shih te* SHTRËNGOJ.

DARËPRERËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj dare që përdoret zakonisht për të prerë telat. *E këputi me darëprerëse.*

DARKA-DARKËS *ndajf.* Darkë për darkë, çdo darkë; çdo mbrëmje. *Vinte darka-darkës.*

DARKAJKË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Rrënja e pazisë.

DARKEM *vetv.,* ~A (U), ~UR. Ha darkë, dar-kohem.

DARKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Ushqimi që hamë në mbrëmje; e ngrëna e mbrëmjes; koha kur hamë ushqimin në mbrëmje. *Darkë e lehtë (e rëndë). Në darkë. Para (pas) darke. Gjatë darkës. Darkë për darkë* çdo darkë. *Ha darkë. Gatuaj (shtroj) darken. I sjell (i çoj) darken. Fjeti (mbeti) pa darkë. Man (thërres, ftoj) për darkë. Erdhi për darkë.*

*2.* Gosti që shtrohet në mbrëmje për nder të dikujt a në ndonjë rast të veçantë. *Darkë zyrtare. Darkë madhështore. Darkë lamtumire. Darka e nuses (e dhëndrit). Shtroi (dha) një darkë.*

3. Koha pasi perëndon dielli; mbrëmje. Ml *darkë vonë. Në orën dhjetë të darkës. U be darkë. Erdhi darka. Vinin darkave për të biseduar. E zuri darka në rrugë.*

*4. vjet.* Mbrëmja para një feste fetare. *Darka e pashkëve (e bajramit).*

•*k* Darkë për kokën e darkës darkë e pasur, më të ngrëna e të pira të shumta. S'kishte c't'i hante miu pas darke *shift ie* MI,~U. S'kishte as një darkë bukë kishte mbetur pothuajse fare pa bukë a pa miell. Ku e zë dreka, s'e zë darka *shih te* DREKË,~A. Ç'pështyn në mëngjes, e lëpin në darkë *shih te* LËPIJ.

DARKËÇlKË,~A . *etnogr.* Darka që shtrohej për nusen, kur shkonte për here të parë te prindët e vet pas martesës.

DARKËHERË,~A . Koha e darkës; koha kur ngryset, mbrëmja. *Takohen (ia shtrojnë muhabetit) çdo darkëherë. Erdhi në (me) darkëherë.*

DARKOHEM *vetv.* 1. Ha darkë. *U darkuan te një mik.*

2. *Pës. e* DARKOJ$_Z$.

DARKOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ha darkë. *Darkoi rrugës. Darkuan së bashku (herët).*

2. *kal.* I jap të hajë darkë dikujt; e marr për darkë dike. *Darkoi mysafirët.*

DAROVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Dhuratë që i jepej dikujt (zakonisht nuses); peshqesh. *Jepnin darova. Solli darova. Darovë e armikut — o helm, o thikë. fj.u.*

DAROVlSHT *ndajf. bised.* Falas, si peshqesh. *la dha darovisht.*

DAROVlT (DAROVIS) *kal.,* ~A, ~UR *vjet.* I jap darovë dikujt (zakonisht nuses), i bej një peshqesh. *Daroviti nusen (dhëndrin).*

DAROVlTEM *vjet. Pës. e* DAROVIT.

DAROVlTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *etnogr.* Ai që daroviste nusen, ai që jepte darovë.

DAROVlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DAROVIT, DAROVlTEM. *Darovitja e nuses (e dhëndrit).*

DARVINIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ndjekës dhe përkrahës i darvinizmit.

DARVINIZËM,~MI *m.* 1. Teori shkencore për zhvillimin historik të natyrës së gjallë e për ligjet e zhvillimit të saj, si edhe për origjinën e përsosjen e llojeve të ndryshme të organizmave shtazorë e bimo-rë nëpërmjet seleksionimit natyror.

2. Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban keto njohuri. *Mësuesi i darvinizmit.*

DASARET,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pje-sëtar i njërit prej fiseve kryesore ilire, që jetonte në pjesën juglindore të trojeve të banuara sot nga shqip-tarët. *Fisi i dasaretëve. Qytetet e dasaretëve.*

DASARET,~E *mb. hist.* Që ka të bëjë me dasaretët, që është krijuar nga dasaretët; që u përket dasaretëve, i dasaretëve. *Luftëtar dasaret. Grua dasarete. Kultura dasarete.*

DASl,~A . *sh.* ~, ~TË. Ndasi. *Dasi krahinore. Dasi fetare. Mbillnin dasi.*
DASIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesë e vogël që ndahet nga një e tërë a nga një cope më e madhe; cope, ngastër. *Hëngri dy dasikë. Piu dy dasikë verë.Dasiku i ujit* pjesa e ujit që shkëputet nga vija e për-doret për të ujitur një cope tokë.
DASMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Festë që bëhet me rastin e martesës, e shoqëruar me një ceremoni:të gëzueshme; festa e martesës; dita kur bëhet kjo festë. *Dasmë socialiste. Dasmë e madhe (e thjeshtë). Dita (Java) e dasntës. Zakonet e dasmës. Këngë dasme. Ftesë dasme. I zoti i dasmës. Në dasmë të djalit (të vajzës)! ur. Në dasmë të tëpamartuarve! ur. Bëj dasmë. Në shtator ka shumë dasma. Kur e ka dasmën? Shkoj në dasmë. Ftoj për dasmë. Të ngrënçim dasmën! ur. ir* Dasmë pa aheng *shih tek* AHENG,~U. Dasma e argjendtë *libr. shih tek* ARGJENDTË (i, e). I bënë dasmën *dikujt iron,* e vranë. Vjen (shkon, niset) si në dasmë vjen (shkon, niset) në një punë i papër-gatitur, i shkujdesur, pa mjetet e pajisjet e nevoj-shme. S'bëhet dasma me një fyell *fj. u. shih te* FYELL, ~I. Dasmë pa mish nok ka (nuk bëhet) *fj. u.* nuk ka;luftë e fitore pa gjak, në çdo luftë ka edhe të vrare. S'ka dasmë çdo ditë (për ditë) *fj. u.* s'ka përherë të mira e gëzime. S'prishet dasma për një qepë (për një li-mon). *u.* nuk duhet prishur a nuk duhet lënë një punë e madhe për diçka të vogël e fare të parëndësishme. Nuk shkohet me tre rupe në dasmë *fj.u. shih te* RUP,~I. La dasmën e shkoi për shkarpa *shih te* SHKARPË,~A. Lë të vdekurin e shkon në dasmë *shih te* VDEKUR, ~I (i). Gjetkë daullet, gjetkë dasma *shih te* DAULLE, ~JA. Po dëgjove daullen, dasmën e ke prapa (te dera) *shih te* DAULLE,~JA. Kur bënte dasmë (kërcente, luante) fukarai, çahej daullja *shih te* DAULLE,~JA. Atje ka bëhet dasmë e madhe, merr luge të vogël! *fj.u. shih te* LUGË,~A.
DASMOJ *jokal,* ~OVA, ~OAR. 1. Bëj dasmë, kam dasmë.
2. *fig.* Jam në gaz e hare, gëzohem. *Dasmon tërë vendi.*
DASMOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është ftuar në dasmë; krushk që shkon për të marrë nusen. *Das-mori i pare. U nisën (erdhën) dasmorët.*
DASMOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me dasmën, që bëhet për dasmë; që i përket dasmës, i dasmës. *Drekë dasmore. Këngë dasmore.*
DASMORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DAS-MOR,~I.
DASMORESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *Fem. e* DASMOR,~I.
2. Grua që shkon bashkë me krushqit për të marrë nusen dhe që i qëndron kësaj pranë gjatë gjithë kohës së dasmës. *E vunë dasmoreshë.*
DASH,~I *m. sh.* DESH, DESHTË. 1. Mashkulli i deles. *Dash i bardhë (i zi). Dash i egër* dash me brirë të përkulur që rron zakonisht në pllajat e maleve të larta. *Dash shyt. Dash i tredhur (tredhak). Dash vargër. Dash race. Dashi i këmborës. Mish dashi. Kokë dashi. Brirët e dashit. Zihen si deshtë. Avash, avash bëhet shelegu dash. fj.u. Dashit të rritur nuk i dridhet briri. fj. u.*
2. *kryes. sh.* Pjesët e dala prej guri në të dy anët e vatrës. *Deshtë e oxhakut. Deshtë e zjarrit.*
3. *hist.* Tra i madh me majë prej metali, që për-dorej si mjet për të shpuar muret e kështjellave a për të shpërthyer portat e tyre. *E goditnin portën me dash. I shembën muret me dash.*
*4. astr.* Yjësia e parë e zodiakut.
5. *fig.* Njeri i shëndoshë, i bukur dhe i hijshëm (sidomos për fëmijët).
• Dash me flokë *shih te* FLOK,~U. Dash me këm-borë *shih te* KËMBORË,~A. Si dashi me këmborë *shih te* KËMBORË,~A. Dashi i kur bank *shih te* KURBAN,~I. Shkoi si dash kiirbani *shih te* KURBAN, ~I. Si dashi me rrurëzën shumë mirë, në pajtim të plotë. Kërkon shtjerrat e deshve kërkon diçka të pa-mundur. Mori dash delja *shih te* MARR 33. Vajtl si lëkurë dashi *shih te* LËKURË,~A. Dash h 1-d r a u 1 i k *tek.* mekanizëm që shërben për ngritjen e ujit.
*DASH DETI zool.* Pelikan.
DASHAKEQ,~KEQI *m. sh.* ~KËQlj, ~KË QlJTË. Keqdashës; *kund.* dashamir. *Punë (fjalë) prej dashakeqi. U tregua dashakeq.*
DASHAKEQ,~E *mb.* Keqdashës; *kund.* dashamir. *Njeri dashakeq. Grua dashakeqe. Vështrim (qëndrim) dashakeq. Fjalë dashakeqe.*
DASHAKEQËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Keqdashës; *kund.* dashamirës.
DASHAKEQËS,~E *mb.* Keqdashës; *kund.* dashamirës.
DASHALIGËS,~E *mb.* Keqdashës; *kund.* dashamirës.
DASHALIGËSl,~A . Keqdashje; *kund.* dasha-mirësi. *Me dashaligësi. Pa asnjë dashaligësi.*
DASHAMIR, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ia do të mirën dikujt a diçkaje; ai që e do dhe e përkrah dike a diçka; mik; *kund.* dashakeq. *Miq e dashamirë. Rreth e dashamirë. Dashamir i gjuhës (i letërsisë, i artit, i natyrës, i sportit). Dashamirët e Shqipërisë. Dashamiri im (ynë). Fjalë dashamiri. Me sy dashamiri.*
DASHAMlR,~E *mb.* Mirëdashës; *kund.* dashakeq. *Këshillë dashamirë.*
DASHAMlRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Dashamir; *kund.* dashakeqës.
DASHAMIRËS,~E *mb.* Mirëdashës; *kund.* dashakeqës.
DASHAMIRËSI,~A . Të qen?t mirëdashës, vetia e sjellja e atij që është dashamir, qëndrim miqësor, mirëdashje; *kund.* dashaligësi, keqdashje. *Është plot dashamirësi. Sillet me dashamirësi. E priti (e trajtoi, e vlerësoi) me dashamirësi.*
DASHAMIRËSlSHT *ndajf. libr.* Me dashamirësi. *foli dashamirësisht.*
DASHAS *ndajf.* Me dashje; me qëllim. *E bën da-shas. Ia tha dashas.*
DASHATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që do dike; i dashur, dashnor.
DASHATARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DASHATAR,~I.
DASHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Jastëk i vogël, që shërben për të ngulur në të gjilpërat; jastëçkë. *Bëri një dashe. Ngut (vë) gjilpërën në dashe.*
*1.* Pupagjel. *Hëngri ca dashe.*
3. Dhi manare. *Kullot dashen. I vinte dashja pas.*
Kërpudhë dashe *bot. shih te* KËRPU-DHË,~A i.DASHEZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barish-tore njëvjeçare, që i ka gjethet si të angjinares e me gjemba të butë nëpër të carat dhe që rritet gjatë dimrit në vende të ngrohta, buzë lumenjve a në bregdet e përdoret si ushqim.
DASHJE,~A . Dëshirë; qëllitn. *Me dashje. Pa dashje.*
DASHNOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka marrëdhënie dashurie me një grua a me një vajzë, pa qenë i martuar me të, ai që bën dashuri me një femër; i dashuri *(zakon.*

*keq.). Dashnori i saj. Çifte dashnorësh. Kishte (zuri) një dashnor.*

DASHNORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ajo që ka marrëdhënie dashuiie me një burrë a me një djalë, pa qenë e martuar me të, ajo që bën dashuri me një mashkull; e dashura *(zakon. keq.). Dashnorja e tij. Zuri (kishte) një dashnore.*

DASHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *bot.* Bimë barishtore e egër, me kërcell të drejtë e të lartë, me gjethe të gjera, të çara e të kthyera nga lart, me gjemba të forte, që çel në verë lule të bardha.

2. *arkit.* Zbukurim në trajtën e kësaj bime, i gdhen-dur në kapitelin e shtyllave korintike.

DASHUR. 1. Pjesore e foljes DUA. 2. *si ndajf.* Dashur pa dashur... me dashje ose pa dashje, me hir a me pahir; sidoqoftë.

DASHUR (i, e) *mb.* 1. Që e dua fort, më të cilin me lidh një dashuri e çiltër dhe e thellë, që me ngjall dashuri; i shtrenjtë. *Atdhe i dashur. Parti e dashur. Nënë (motër) e dashur. Baba (vëlla) i dashur. Fëmijë të dashur. Mik (shok) i dashur. Shoqe e dashur.*

2. Që i do të tjerët, që sillet me dashuri, i afërt e i ngrohtë në marrëdhënie më të tjerë, i përzemërt. *Njeri i dashur. Fëmijë i dashur. Është i dashur me shokë.*

3. Përdoret kur i drejtohemi dikujt me mirësjellje, me dashuri e me nderim. *Të dashura shoqe! Të dashur shokë! Të dashur dëgjues! Lexues të dashur! Shok i dashur! I dashur baba! Mësuesi im i dashur! Jo, mik i dashur, nuk është ashtu!*

4. Që të hyn thellë në zemër, që të prek ndjenjat; që të ngjall kujtime të bukura e të këndshme, që e duam gjithnjë; që shpreh dashuri. *Shtëpi (rrugicë) e dashur. Sende të dashura. Fytyrë e dashur. Sy të dashur. Zë i dashur.*

5. Që e duam ose që na pëlqen shumë, që e kemi për zemër, që na tërheq në mënyrë të veçantë. *Libër i dashur. Profesion i dashur.*

6. Që është i këndshëm e i shijshëm, që pihet me ëndje, që të pëlqen, i pëlqyer (për pijet, për duhanin etj.). *Verë (raki) e dashur. Duhan i dashur.*

DASHUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Vajzë që me do dhe e dua fort me një dashuri të pastër e të çiltër, ajo më të cilën me lidh një dashuri e vërtetë dhe që dëshiroj ta kem shoqe jete. *E dashura e zemrës.*

2. Përdoret për t'iu drejtuar me mirësjellje e me dashuri një gruaje a një vajze. *Mirupafshim, e dashur! Mos u mërzit, e dashur!*

3. *keq.* Dashnore. *E ka të dashur. Doli më të da-shurën.*

DASHUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). 1. Djalë që me do dhe e dua fort me një dashuri të pastër e të çiltër, ai më të cilin me lidh një dashuri e vërtetë dhe dëshiroj ta kem shok jete. *dashuri i zemrës.*

*2. kryes. sh.* Njerëzit e familjes, njerëzit më të afërt, miqtë e dashamirët. Si *i ke të dashurit?*

3. Përdoret për t'iu drejtuar me mirësjellje e me dashuri një burri a nje djali. *Mirupafshim, i dashur I Eja, i dashur!*

4. *keq.* Dashnor. *U takua (doli) më të dashurin.*

DASHURI,~A . 1. Ndjenjë e fuqishme, e thellë që të lidh ngushtë me dike a me diçka dhe që të bën ta duash me gjithë zemër e të mos kursesh asgjë për të; miqësi e thellë dhe e çiltër; ndjenjë pëlqimi, da-shamirësie të përzemërt e adhurimi për dike a për diçka. *Dashuri prindërore (vëllazërore). Dashuri emadhe (e thellë, e çiltër, e vërtetë, e zjarrtë, eflaktë). Dashuria e nënës. Dashuria për Atdheun (për Partinë). Dashuria për popullin. Dashuria për fëmijët (për pri-ndërit). Dashuria për shokun. Pres (përcjell) me da-shuri. Përqafoj me dashuri. I fliste (e dëgjonte, e vësh-tronte) me dashuri.*

2. Ndjenjë e zjarrtë dhe e paster, që lind në zemrat e dy njerëzve të sekseve të kundërta dhe që i bën ta duan me gjithë shpirt e ta adhurojnë njëri-tjetrin; ndjenjë e madhe dhe e fuqishme që ushqen dikush për një njeri të seksit tjetër. *Dashuri e pastër (e dëlirë, e çiltër, e zjarrtë, e fshehtë, e heshtur). Dashuri e pafat. Dashuria e pare. Dashuri bashkëshortore. Ndjenjë dashurie. Këngë dashurie. Letër dashurie. Zjarri (vrulli) i dashurisë. Ndien dashuri për dik ë. Hodhi (shtiu) dashuri. Ra në dashuri. I shfaqi dashurinë. I këndon dashurisë. Digjet (vuan) nga dashuria. V martuan me dashuri.*

3. Prirje e brendshme drejt diçkaje që na tërheq, që na pëlqen shumë e pas së cilës jepemi me dëshirë e kënaqësi të veçantë. *Dashuria për punën. Dashuria për ar:in (për muzikën, për shkencën). Dashuria për liri. Punon me dashuri.*

4. *zakon. keq.* Lakmi. *Dashuria për lavdi (për para).*

5. *bised.* Njeriu që dashurojmë.

DASHURIÇKË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT *përçm.* Dashuri e lehtë dhe e çastit, dashuri jo e thellë e sa për të shkuar kohën. *Dashuriçkat e mikroborgjezëve. Merrej me dashuriçka.*

DASHUROHEM *vetv.* 1. Bie në dashuri me një njeri të seksit tjetër, me pushton dashuria për të; dashuroj dike, që gjithashtu me dashuron, duhemi. *U dashurua marrëzisht pas saj (pas tij, me të). Ata të dy dashurohen prej kohësh. U dashuruan në punë.*

*2. libr.* Dua me gjithë shpirt diçka që me tërheq e me pëlqen shumë, jepem shumë pas diçkaje. *U dashurua pas punës. U dashurua pas muzikës.*

3. *Pës. e* DASHUROJ i.

•*k* Është dashurua!' me vetveten *keq.* i pëlqen tepër vetja, është bërë egoist.

DASHUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Dua me gjithë zemër një njeri të seksit tjetër, kam dashuri për një njeri të seksit tjetër. *Dashuron një vajzë (një djalë). E dashuronte si i marrë. E dashuron me gjithë zemër.*

*1.* Dua me gjithë shpirt diçka që m- tërheq e me pclqen shumë. *Dashuroj muzikën (leatrin).* 3. *jokal.* Bëj dashuri. *Ai (ajo) nuk di të dashurojë.*

DASHUROR,~E *mb. kryes. poet.* Që ka të bëjë me dashurinë, që ka dashuri, dashurie, i dashurisë; që shpreh dashuri; që i kushtohet dashurisë. *Marrë-dhënie (lidhje) dashurore. Ndjenja (dhembje, ëndërr) dashurore. Fjalë dashurore. Këngë dashurore.*

DASHURUAR (i, e) *mb.* 1. Që ka rënë në dashuri me dike, që është dashuruar pas dikujt. *Vajzë e dashuruar. Djalë i dashuruar. Të rinj të dashuruar. Zemra të dashuruara.*

*2.* I dhënë me gjithë shpirt pas diçkaje që e tërhëq e i pëlqen shumë. *dashuruar pas muzikës (pas artit, pas sport it, pas detit, pas natyrës).*

3. Që shpreh dashuri, që është plot dashuri. *Vësh-trim* i *dashuruar. Sy të dashuruar.*

4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2 të mbiemrit.

DASHURUES,~E *mb.* I dashuruar (edhe *si em. m. e .*). *Zemër dashuruese. Me shpirt dashurues. Me sy*

*dashurues. Dashurues i zjarrtë. Dashurues i së vër-tëtës. Dashurues i natyrës (i librave, i pikturës, i spor-tit). Dashuruese e muzikës (e artit).*

DATARE *mb. zyrt.* Vulë datare: vulë që shënon datën dhe që përdoret zakonisht në zyrat e postës.

DATË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dita e muajit të një viti të caktuar sipas radhës në kalendar; shifra që shënon këtë *due. Data e sotme (e djeshme). Në datën 12.8.19.. Letër pa date. 1 vë (shënoj) datën. Sa është data sot?*

2. Koha a dita, sipas kalendarit, në të cilën ka ndodhur një ngjarje e> caktuar; treguesi i një akti (dokumenti, letre etj.), që shënon,kohën (shekullin, vitin, muajin, ditën) kur ky është shkruar a është botuar; afat. *Date e shënuar. Date historike. Date jubilare. Data e ardhjes (e largimit). Data e fillimit (e mb'arimit). Data e nisjes (e kthimit). Data e lindjes (e vdekjes). Data e dokumentif. Data e ngjarjes. Caktoj datën. Shtyj datën. Pa date.*

DATË,~A ii . *bised.* I. Frikë e madhe, tmerr, leriieri. *zuri (i hyri) data. I kalli (i futi, i dha) datën. Ka marrë datën.*

*2.* Krupë, neveri, ndot, të vështirë. *Të ngjall (të shite) datën. *

DATËLINDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Data e lindjes së një njeriu, e cila zakonisht shënohet në letërnjoftimin e tij a në ndonje dokument tjetër; festa që bëhet në familje a në një kolektiv me këtë rast. *Datëlindja e vaj'zës (e djalit). Jane të një datëlindjeje. I ç'datëlindjeje je? I festuan (festoi) datëlindjen. Ishin në një datëlindje.*

*2.* Data e krijimit a e themelimit të një organizate, të një ndërmarrjeje, të një institucioni etj. *Datëlindja e organizatës (e ndërmarrjes).*

3. *përmb. usht.* Ata që kanë lindur në të njëjtin vit dhe thirren për të kryer shërbimin ushtaralc në një kohë të caktuar. *U thirrën dy datëlindje. Këtë datëlindje nuk e thirrën sivjet.*

DATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DATOJ, DATOHET. *Datim i përpiktë. Datimi i aktit (i dokumentit). Datimi i ngjarjeve.*

*2* Koha kur ka ndodhur diçka, data kur është shkruar një dokument, kur është ndërtuar diçka etj. *Ka mendime të ndryshme për datimin.*

DATOHET *vetv.* 1. I përket një date të caktuar, ka rijë date të caktuar; lidhet me një date të caktuar, daton. *Datohet në kohën e Skënderbeut.*

2. *Pës. e* DATOJ j. *Mund të datohet. Datohet me siguri.*

DATOJ *kaf.,* ~OVA, ~UAR. 1. I vë datën nj6 dokumenti, një letre etj.; përcaktoj kohën kur ka ndodhur diçka, caktoj datën a kohën kur ka qenë diçka ose kur ka jetuar e ka zhvilluar veprimtarinë dikush. *Datoj shkresën (vendiminj. Datoj dokumentet. DatoJ ngjarjen. Datoj ndërtimin e kështjellës. Datoj vend-banimin.*

2. *jokal. vet. veta HI.* I përket një date të caktuar, ka një date të caktuar; lidhet me një date a me një kohë të caktuar. *Dokumenti daton që në shekullin e trembëdhjetë. Daton që nga kohët e lashta.*

DATUAR (i, e) *mb,* Që i është vënë data, që mban një date; që i përket një date të caktuar. *Letër e da-tuar. Dokument (monument) i datuar. Ngjarje e datuar.*

DATUES,~E *mb.* Që përcakton datën; që shënon datën. *Vulë datuese.*

DATUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund fi përcaktohet data, që mund të datohet. *Akt i datue-shëm. Monument (mbishkrim) i datueshëm.*

DAULINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *etnogr.* Tufë me bar të thatë ose me kashtë, e lidhur me kulpër a me tel, të cilën fëmijët e ndiznin dhe e mbanin si pishtar për ditën e verës.

DAULLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vegël muzi-kore në trajtën e një cilindri të zbrazët, që i ka të dyja anët të mbuluara me lëkurë të nderë dhe që i bien me shkop, me thupër a me duar; zëri i veçantë që del kur i bien kësaj vegle; lodër. *Daullet e kushtrimit. Bie (dëgjohet, ushton) daullja. I bie daulles. E çau fare daullen* i bie daulles me force të madhe e pa pushim.

2. *tek.* Pjesë e një makine, e disa armëve të zjarrit a e një mekanizmi tjetër, e cila ka trajtën e një cilindri e zakonisht është e zbrazët përbrenda; kuti e gjerë në trajtën e një cilindri të shtypur, ku futet zembereku i sahatit. *Daullet konike. Daullja e sahatit. Rrotullohet daullja.*

3. *anat.* Daullja e veshit: cipë e hollë, që ndan ka-nalin e jashtëm të veshit nga veshi i mesëm.

4. *krahin.* Buhari. *Daullja e oxhakut (e vatrës). -k* Daulle e shpuar *keq. shih te* SHPUAR (i, e). Dau-
lle e care *keq. shih te* ÇARË (i, e). E bëri daulle *dike përçnt.* e la të vdekur në vend. U be daulle *dikush thjeshtligj.* a) u ënjt, u fry (nga një sëmundje, nga të qarët etj.); b) u mërzit shumë, u fry nga mërzia, nga inati etj.; c) *mospërf.* ra i vdekur përdhe, vdiq në vend. I bie daulles jap kushtrimin, lajmëroj të tjerët për diçka të ngutshme. Bjeri daulles! *mospërf.* llomotit sa të duash!, gri lakra! I bie daulles *së dikujt keq.* bëhet tellall i dikujt, flet ashtu siç e udhëzon ai, i shkon pas aVazit. Është (fare) daulle *dikush mospërf.* s'di gjë fare, e ka kokën fare bosh. E përzunë me daulle *dike* e vunë në lojë dhe e përzunë me zhurmë e me potere, më të shara e më të tallura, që ta merrnin vesh të gjithë. I vunë daullen *dikujt* e vunë në lojë, e tallën para të gjithëve. U shqye daullja *shih te* SHQY-HEM. E bëri rrip daulleje *dike a diçka* a) e shkretoi fare, e la të shkretë; b) e la pa gjë fare, e bëri trokë. U be rrip daulleje *shih te* RRIP,~I. Mbeti rrip daulleje *shih te* RRIP,~I. Rrip daulleje njeri i trashë nga mendja, njeri që nuk ia pret mendja; njeri i hum-bur, la bëj kokën (mendjen) daulle *dikujt* ia marr mendtë, e trullos me fjalë; e mërzit shumë me fjalë.Iu be koka daulle u trullos nga zhurma, nga telashet a nga fjalët e shumta e të kota; u mërzit shumë. E kam kokën daulle e kam kokën të rëndë nga zhurma, nga telashet a nga fjalët e shumta. E bëri barkun daulle Oodër) e mbushi barkun shumë, u fry së ngrëni. Iu be barku daulle (lodër, kacek) iu fry shumë barku, u be kacek. I bie daulles në një vend them e përsërit të njëjtën gjë disa here, i bie fyellit në një vrimë. Mori rrethin e daulles *iron, shih te* RRETH,~I. Është daulle për derë *diçk a* mund të ndodhë në çdoshtëpi, mund t'i ndodhë kujtdo. Kërcen (hedh këmbët, luan këmbët, hedh vallen) siç bie daullja (sipas daulles, siç bie lodra) *keq.* bën ashtu siç i thonë të tjerët, s'ka mendim e qëndrim të vetin, shkon pas avazit të të tjerëve. Bie daullja në vesh të shurdhit *shih te* SHURDH,~I. Daullja bie për ata që kanë veshë *fj.u.* e mira vjen për ata që e kuptojnë e dine të përfitojnë; kush ka mend, e kupton. Ku i bie daulles unë e ku e hedh vallen ti! çfarë them unë e çfarë bën ti, tjetër gjë të them unë e tjetër gjë bën ti. Gjetkë daullet, gjetkë dasma nuk veprohet ashtu siç thuhet, f jala nuk përputhet me veprën. Nisën vallet kut pushuan daullet *shih te* VALLE,~JA. Kur kërcente (luante, bënte dasmë) fukarai, çahej daullja i varfëri kurrë

nuk gëzonte, të varfërin nuk e linin asnjëherë t'i shkonte puna mbarë. Po dëgjove daullen, dasmën e ke prapa (te dera) shenjat tregojnë se së shpejti do të ngjasë diçka më e madhe. Ku leh qen e ku del tym, ku bën daullja bum *iron, shih te* QEN,~I.
DAULLEXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Daulltar.
DAULLTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie daulles, lodërtar. *Daulltari i grupit.*
DAVA,~JA . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Grindje e mosmarrëveshje ndërmjet dy a me shumë njerëzve; sherr. *Ishin në dava me të. Bëri dava* u grind.
2. Punë; telash. *Dava e vjetër. Dava boshe. Dava dy ditësh.*
3. *drejt., vjet.* Ankim, padi; gjyq. *Bëri dava. Ngriti një dava. E fitoi (e humbi) davanë.*
•*k* E fitoi davanë doli i fituar, fitoi. E humbi davanë s'fitoi gjë, nuk ia arriti qëllimit, dështoi. Kur s'ke ara në mal, pse bën dava me çakejtë? *fj. u. shih tek* ARË,~A. Hamë bukën tone e bëjmë davanë e bo-tës (rrahim thekrën e botës) *shih te* BUKË,~A.
DAVARIT (DAVARIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Përhap diçka andej e këtej, shpërndaj në të katër anët; shpër-ndaj një turmë njerëzish. *Era e davariti tymin (i da-variti retë). Dielli e davariti mjegullën. Shiu i davariti njerëzit.*
*2. fig.* Largoj a heq mendjen nga diçka; heq dy-shimin, dhembjen, pikëllimin etj. *Davarit vëmendjen (dyshimet, dëshpërimin). I davariti mendimet e këqija.*
DAVARITEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Përhapet diçka nga të katër anët, shpërndahet andej e këtej; zhduket; shuhet ngadalë. *Davariten retë. Davaritet mjegulla (errësira). Davaritet oshëtima. U davarit turma.*
2. *vet. sh.* Shpërndahemi, përndahemi. *U davaritëm nëpër pyll. Fëmijët u davariten në cast.*
3. *fig.* Futem në vogëlsira, pa i kushtuar shumë kujdes asaj që është kryesore, hyj në çikërrima; shpër-ndahem, përhapem. *U davarit në gjëra të vogla (në hollësira).*
4. *Pës. e* DAVARIT i.
DAVARITJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të
foljeve DAVARIT, DAVARITEM. *Davaritja e tymit (e mjegullës). Davaritja e reve.*
DE *bised.* I. *pj.* Përdoret zakonisht pas foljeve në mënyrën urdhërore ose pas disa ndajfoljeve për të shprehur nxitje, padurim, kënaqësi etj.; pra. *Eja del Shko de! Fol del Prit del Kape del Mjaft del Kështu del Ashtu de! He de! Ku de ? Mirë de. Lire del Pusho de!*
II. *pasth.* 1. Përdoret për të nxitur kalin, pelën, kaun etj. që të ecë. *De, kuqo, de! De, kazil, de!*
2. Përdoret e përsëritur për të përforcuar shprehjen e një habie, të një kënaqësie, të një hidhërimi etj. *De, more, de! De, more hall, de!*
• Hajde de *thjeshtligj.* gjene mirë, s'është keq; ku e gjen të jetë kështu!
DEBAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Rrahje me-ndimesh ndërmjet dy a me shumë vetave rreth një Çështjeje politike, shoqërore etj.; diskutim i gjerë, i hapur për një çështje me rëndësi. *Debat i lire. Debat i gjallë (i ashpër). Debat revolucionar. Debat politik (shoqëror, shkencor). Debat me fietërrufe. Hyj në debat. Hapi (mbylli) debatin.*
DEBATIKAS,~I *m. sh.* ~, ~IT *hist.* 1. Anëtar i organizatës antifashiste të fëmijëve me emrin "De-batik" (Djemtë e Bashkuar Anëtarë të Idesë Ko-muniste), që vepronte gjatë Luftës Nacionalçlirimtare nën drejtimin e Rinisë Komuniste. *Debatikas trim. Aksioni i debatikasve. U be debatikas.*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Fëmijë (pionier) debatikas.*
DEBI,~A . *sh.* ~, ~TË *fin.* Shuma e të hollave që i detyrohemi dikujt; faqja e majtë e librit të llo-garisë ku regjistrohet shuma e të hollave që duhet t'i jepet dikujt; *kund.* kredi. *Debi e parregullt. Arkëtimi i debisë. Shtylla e debive.*
DEBIT,~I *m. libr.* Sasia e ujit, e naftës a e gazit që del nga një burim në një njesi kohe. *Debit i ulët (i lartë, i mesëm). Debiti i ujit. Debiti i lumit. Debiti i puseve. Rritja e debitit.*
DEBITIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *fin.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DEBITOJ, DEBITOHET. *Debitimi i llogarisë. Bëj debitimin.*
*2.* Debi. *Shuma e debitimit.*
DEBITOHET *fin. Pës. e* DEBITOJ.
DEBITOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *fin.* 1. Shënoj a regjistroj në dehi. *Debitoj llogarinë. 2.* E bëj debitor dike; i jap dikujt një debi.
DEBITOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fin.* 1. Shteti, institucioni, ndërmarrja ose ai që i ka borxh dikujt, ai që i detyrohet diçka (para, sende etj.) dikujt; *kund.* kreditor. *Detyrimi i debitorit. Është debitor ndaj tij.*
2. si *mb.* ~, ~E. Që ka të bëjë me debinë ose me debitorin; që është debitor; *kund.* kreditor. *Ndërmarrje debitore. Marrëdhënie debitore. Xhiro debitore.*
DEBUTIM,~I *m. libr.* 1. Veprimi sipas kuptimit to foljes DEBUTOJ.
2. Fillimi, hapi i parë i dikujt në një lëmë të cak-tuar të axtit, të letërsisë, të sportit etj. *Debutim i mbarë.*
DEBUT OJ *jokal,* ~OVA, ~UAR *libr.* Dal për here të parë në skenë; paraqitem për here të parë para publikut me një vepër artistike; bëj hapat e parë nënjë lëmë të caktuar të artit, të letërsisë etj.; marr pjesë për here të parë në një garë a ndeshje sportive. *Debutoj me sukses. Debutoj në skenë. Debutoj në letërsi (në piklurë, në muzikë). Debuton në kategorinë e pare.*
DEBUTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* 1. Ai që debuton në skenë, në letërsi, në sport etj. *Debutues me talent. Debutuesit fituan.*
*2. si mb.* ~, —E. Që debuton në një fushë veprim-tarie. *Skuadrat debutuese. Lojtarë (shkrimtarë) debutues.*
DECENTRALIZËM,~MI *m. libr.* Sistem i qe-verisjes, i drejtimit e i organizimit politik, ekonomik etj., që mbështetet në shpërqendrimin e pushtetit dhe sipas të cilit një pjesë e funksioneve të pushtetit qehdror u kalon organeve më të ulëta; zgjerimi i së drejtës së organeve më të ulëta për të qeverisur vetë; shkëputja e organeve më të ulëta nga organet më të larta ose qendrore; mohim a dobësim i centra-lizmit; *kund.* centralizëm. *Deceniralizëm anarkik.*
DECENTRALIZIM,~I m. 1. *zyrt.* Veprimi sipas kuptimit2 të foljes DECENTRALIZOJ. *Decentrali-zimi i pushtetit. Decentralizimi i ekonomisë.*
2. *libr. shih* SHPËRQENDRIM,~I.
DECENTRALIZOHET. *Pës. e* DECENTRALIZOJ.
DECENTRALIZOJ *leal,* ~OVA, ~UAR. 1. *libr. shih* SHPËRQENDROJ.
2. *zyrt.* la kaloj një pjesë të funksioneve të pushtetit qendror organeve më të ulëta, zgjeroj të drejtat e organeve më të ulëta; shkëput organet më të ulëta nga

organet më të larta ose nga ato qendrore; dobësoj centralizmin; *kund.* centralizoj. *Decentralizojnë push~ tetin. Decentralizojnë drejtimin e ekonomisë.*
DECIGRADË,~A *sh.* ~Ë, ~ËT *spec.* 1. Një e dhjeta pjesë e grades.
2i *përd. mb.* Që ka dhjetë nënndarje (për shkallën e termometrit dhe për gradët e këndeve gjeometrike). *Termometër decigradë. Grade decigradë.*
DECIGRAM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Një e dhjeta pjesë e gramit *(shkurt.* dgr).
DECILITËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Një
e dhjeta pjesë e litrit *(shkurt. i\).*
DECIMAL,~E *mb. mat.* Dhjetor.
DECIMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Një
e dhjeta pjesë e metrit *(shkurt.* dm. *Decimeter ka-tror; (kub). Pesë decimetra i gjatë. Ndaj në decimetra.*
DËDE *mb. bised.* Tepër i urtë e i padjallëzuar; që s'ngatërrohet me asnjeri e s'i bën keq asnjeriu; lesh-ko. *Njeri dede.*
DEDIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr. shih* KUSH-TIM,~I.
DEDIKOHEM *vetv. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore) libr. shih* KUSHTOHEM.
DEDIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore) libr. shih.* KUSHTOJi,2.
DEDUKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *logj.* Mënyrë arsyetimi që niset nga e përgjithshmja për të nxjerrë të veÇantën a me pak të përgjithshmen; nxjerrja e një
përfundimi logjik të veçantë a të pjesshëm nga një tezë a nga një ide e përgjithshme; përfundimi i veçantë që nxirret me këtë mënyrë arsyetimi; *kund.* induksion. *Deduksion logjik. Deduksion shkencor. Metoda (më-nyra) e deduksionit. E nxjerr me deduksion.*
DEDUKTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *logj.* I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DEDUKTOJ, DEDUK-TOHET. *Deduktim shkencor.*
2. Deduksion.
DEDUKTIV,~E *mb. logj.* Që ka të bëjë me de-duksio^in si mënyrë arsyetimi; që bazohet te de-duksioni a që nxirret me anë të deduksionit; *kund.* induktiv. *Arsyetim deduktiv. Logjikë deduktive. Për-fundime deduktive. Pyetje deduktive. Analizë deduktive. Metodë deduktive.*
DEDUKTOHET *logj. Pës. e* DEDUKTOJ.
DEDUKTOJ *kal.* dhe *jokal,* ~OVA, ~UAR *logj.* Nxjerr një përfundim logjik duke u nisur nga e përgjithshmja për të arritur tek e veçanta a e pjes-shmja ose me pak e përgjithshmja; kaloj nga tezat e përgjithshme në teza të veçanta a me pak të përgjithshme; *kund.* induktoj.
DEF,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dajre. *biedefit. Shoqëron me def. Kërciste defi.*
*2. përd. kallëzues. bised.* Zhduku, shporru. *Def që këtu!*
• E bëri def *dike mospërf. e* hoqi qafe dike, e shporri. Bëhu def! shporru!, largohu menjëherë! Nuk i bën koka def *dikujt* as që pyet fare, s'do t'ia dijë, është kokëfortë; është kokëkrisur. la bëfshin Ickurën def! *mallk., thjeshtligj.* vdektë!
DEFATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grua që di t'i bjerë defit, grua që i bie dent. *Defatore e zonja.*
DEFEKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* E metë, mun-gesë; cen.
DEFICIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fin. 1.* Të holla që mungojnë në krahasim me vlerën e mallrave të shi-tura; mall që mungon në krahasim me sasinë që du-het; *kund.* suficit. *Doli deficit. Magazine ka deficit.*
2. Teprica e shpenzimeve hundrejt të ardhurave në buxhet. *Deficitet në buxhetet e vendeve kapitalisto-revi-zioniste.*
DEFICITAR,~E *mb.* 1. *fin.* Që pasqyron një deficit; që del me deficit; që sjell deficit. *Bilanc defi-citar. Buxhet deficitar.*
2. *libr.* Që është në sasi të pakët e të pamjaftueshme; që nuk prodhohet në sasi të madhe a që gjendet me vështirësi në treg. *Mall deficitar. Lëndë deficitare. Ar-tikuj deficitare.*
DEFINITIV,~E *mb. libr. shih* PËRFUNDIMTAR,
~E3.
DEFORMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DEFORMOJ, DEFOR-MOHEM. *Deformimi i trupit (i fytyrës, i këmbëve, i kockave). Deformimi i enëve. Deformimi i fakteve.*
2. Vendi ku është deformuar diçka, pjesa e trupit a e një sendi që është deformuar; shtrembërim. *Ka shumë deformime. Ka pësuar deformime. E pengojnë deformimet.*
DEFORMOHEM *vetv. libr.* 1. Humbas formën e rregullt të fytyrës a të trupit dhe shëmtohem, shtrem~bërohem; *vet. veta III* i prishet forma, shformohet. *lu deformua fytyra (trupi). U deformua ena (dera). 2. Pës. e* DEFORMOJ.
DEFORMOJ *kal,* ~OVA, ~t)AR *libr.* 1. la prish dikujt formën e trupit a të një pjese të tij dhe e shëm-toj, shtrembëroj; ia prish formën diçkaje, shformoj. *E deformoi kazanin (gypin). E deformoi derën. Ia deformoi sëmundja trupin. Pasqyrë që të deformon.*
2. *fig. keq.* E shtrembëroj qëllimisht diçka (reali-tetin, një fakt etj.); mundohem ta paraqit diçka jo ashtu siç është, por ashtu siç me intereson; shtrembëroj. *Deformon faktet. Deformon thelbin e çishtjes. Deformon të dhënat.*
DEFTER,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Fletore. *Defter shkrimi. Defter shënimesh. Defteri i bakallit. Defter xhepi* bllok. *Fletë defteri. Shkruante në defter. Ua jepte me defter diçka* ua jepte pa të holla në dorë, duke e shënuar shumën a mallin në fletore, ua jepte veresie.
2. *hist.* Regjistër i kadastrës (gjatë pushtimit turk). *Defteri i sanxhakut.*
3. *përmb. bised.* Tufë me pesëdhjetë fije letrash cigareje, të lidhura së bashku. *Defter duhani. Bleu një defter. In mbarua defteri.*
Defter bakalli *keq. shih te* BAKALL,~I. Ka dale nga defteri nuk është me i aftë për punë a për diçka tjetër, nuk është me i zoti; u plak; nuk mund të mbështetemi me tek ai. Hap defterët (e vjetër) edhe *keq.* ringjall një çështje (zakonisht të pakëndshme), që është mbyllur me pare, rikujton të kaluarën, kujton hesapet a mëritë e vjetra që ka me dike. E hoqi (e shleu, e fshiu, e shoi) nga defteri *dike a diçka* nuk mbështetet me tek ai, nuk ka me shpresë se mund ta ndihmojë, nuk e Uogarit me, s'e zë në hesap; nuk e përfill me dike, nuk kujdeset e nuk bëhet merak me për të. E mbylli defterin (i mbylli defterët) i dha fund një çështjeje, një problemi etj. S'e vë (s'e fut, s'e shtie, s'e ka, s'e shkruan) në defter *dike a diçka* edhe *poh.* s'e përfill dike a diçka, s'i kush-ton vëmendje; s'e merr parasysh diçka.
DEGAME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grindje me
të bërtitura; shamatë, potere.
DEGATEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Grindem me fjalë e më të bërtitura me dike.

DEGAZlM,~I *m. kim.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DEGAZOJ, DEGAZOHET. *Degazimi i armëve (i lëkurës, i veshjeve). Mjetet e degazimit. Aparati i degazimit. Skuadra e degazimit.*
*2.* Tërësia e mënyrave që përdoren për të degazuar një vend, një armë etj. *U be degazimi i plotë (i pjes-shëm).*
DEGAZOHET *kim. Pës. e* DEGAZOJ.
DEGAZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *kim.* 1. E bëj të padëmshme diçka (vendin, veshjen, armën etj.) që është infektuar nga lëndë helmuese, duke e pastruar atë ose duke përdorur mjete të posaçme. *Degazoj vendin (armët).*
*2.* I heq gazin diçkaje, e çliroj nga gazi që ka. *Degazoj ujin.*
DEGDIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. E dërgoj një njeri diku larg, zakonisht pa dëshirën e tij; e çoj larg diçka duke e dhënë dorë me dorë; e flak, e për-plas a e hedh diku. *E degdisën në Turqi. E degdisën në kampet e përqendrimit. E degdisën në një fshat të humbur. E degdisën lëtrën matanë kufirit. E degdisi larg.*
2. *jokal. shih* DEGDISEM i. *Si degdisi gjer atje?*
DEGDISEM ve<v. *bised.* 1. Shkoj në një vend të lar-gët a të panjohur, iki diku larg, vete në një vend të thellë a të humbur. *U degdis në Icurbet. Ku u degdis? S'panë se nga u degdisën.*
2. *Pës. e* DEGDIS i.
• Ku a nis e ku u degdis! *shih te* NISEM.
DEGDISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DEGDIS, DEGDISEM.
DEGË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesë anësore qc del si krah nga trungu i drurëve a i shkurreve osc nga kërcelli i bimëve barishtore, zgjerohet me filiza e vishet me gjethe e me lule. *Degë e mad he (e vogël, e hollë, e trashë). Degë e njonë (e thatë). Degë krye~ sore (anësore). Degë molle (dardhe, kumbulle). Degë lisi (ahu, plepi, dafine, thane, lajthie). Degë ulliri. Degë karafili (borziloku, mëllage, laboti). Degë plot kokrra. Maja (sqetulla) e degës. Me degë të varura (të mbledhura). Lëshon degë. I shtriu degët. Pres (kë-put, thyej) një degë. I pres degët. Ra nga dega.*
*2. bised.* Kërcelli i disa bimëve së bashku me gje-thet, rrënjë. *Degë misri (duhani, domatesh). I ujitin degë për degë.*
3. Rryrnë më e vogël uji (lumë, kanal etj.) që der-dhet në një tjetër më të madhe ose ndahet prej saj, mëngë, krah; rrugë e vogël automobilistike, heku-rudhore etj. që lidhet me një rrugë kryesore a më të madhe. *Degë lumi. Degë e Drinit (e kanalit të My-zeqesë). Degë rruge. Degë hekurudhe. Degët e galerisë.*
4. *anal.* Zgjatimi i një ene gjaku, i një nervi a i një indi; rremb. *Dega e aortës. Dega e nervit.*
5. Nënndarje e gjerë administrative në një di-kaster, në një ndërmarrje a në një institucion, që ka një detyrë të veçantë; pjesë e një organizate kultu-rore a e një institucioni që vepron në një rreth a qy-tet të caktuar. *Dega ushtarake. Dega politike. Dega mësimore (metodike). Dega e kuadrit (e finances, e planit, e administratës). Dega e botimeve. Dega e shpërndarjes (e furnizimit, e shitjes). Dega e bankës. Dega e punëve të brendshme. Dega e Lidhjes së Shkrim-tarëve dhe të Artistëve. Kryetar dege.*
6. *fig.* Fushë e veçantë e diturisë, e artit, e shkencës etj.; pjesë a nënndarje e një veprimtarie shoqërore, e një shkence etj.; lëmë; fushë e veçantë a drejtim i ngushtë studimi në një shkollë profesionale a të lartë. *Degët e shkencave. Degë e artit. Degët e ekono-misë. Degë sporti. Dega e gjuhës (e historisë, e fizikës, e biologjisë, e kimisë). Dega e pikturës (e muzikës, epianos). Është i degës* është specialist në një fushë të caktuar të shkencës a të teknikës.
7. Vijë gjenealdgjike, pjesë a nënndarje e një fisi, familjeje etj. *Degë të fisit (të families).*
8. Secila nga fletët anësore të eneve të mëdha prej dërrase (të fuÇisë, të kades etj.). *Degë voze. Degët e kades.*
9. *përd. ndajf.* Drejt, qiri; si i ngrirë, akull. *Rrinte degë në këmbë. I rrinë rrobat degë.*
•*k* Ka rënë nga dega i ka rënë autoriteti, nuk është me ai i pari, ka rënë nga pozita që kishte; nuk i shkon me fjala. Ka rënë nga shtatë degët ka shumë përvojë nga jeta, është i rrahur me jetën, ka kaluar në provatë yështira. Të hedh (të shple, të çon) degë me degë e sjell f jalën rrotull e rrotull, sa andej-këtej, pa u për-qendruar aty ku duhet e pa e sqaruar deri në fund një çështje; nuk të jep përgjigje të qartë, nuk të jep rrugë. I mbusiiur degë me degë i mbushur plot e përplot, buzë me buzë, rrafsh. E shqyrtuan (e pane) degë me degë e shqyrtuan me rrënjë, me themel; e zbërthyen hollësisht, fije e për pe. Kapet pas degëve (e jo pas trungOt) niset *jo* nga hallka kryesore, por nga gjërat e dorës së dytë. E kap për degësh e kap diçka jp atje ku duhet e si duhet; merret me gjëra të vogla e anësore, duke lënë mënjanë ato kryesoret e të rën-dësishmet; e kap diçka për flokësh. Mbeti lis pa degë (si pika në Ms) *shih te* LIS,~I. Ka mbetur (është bërë) si qyqja në degë *shih te* QYQE,~JA. E njoh (e di) me rrënjë e me degë *shih te* RRËNJË,~A i. E shkulën (e ngritën) me rrënjë e me degë *shih te* RRËNJË,~A \. E shau me rrënjë e me degë (rrënjë me rrënjë) *shih te* RRËNJË,~A 1.1 shartuar në degë *shih te* SHARTUAR (i, e). Si torba (si trasta) në degë në hava, pezull, varur; pa ndonjë siguri. Thokë e degë *shih te* THEK,~U i. Dega e ulllrit *libr. shih tek* ULLI,~RI. Tund degën e ullirit *iron, shih tek* ULLI,~RI. Vret degë me degë e mban veten për të madh, mburret shumë, është men-djemadh. Është tri në degë e dy në majë *dik ush* është i papjekur, është i lehtë nga mcndja; është leshko; nuk e ka mendjen të mbledhur. Është lis me shumë degë *shih te* LIS,~I. Nuk hipën në degë të nolle *shih te* HOLLË (i, e). Nuk ka degë pa rrënjë *fjl u. shih te* RRËNJË,~A i. E kap për rrënjësh e jo për degësh *shih te* RRËNJË,~A i. Mos mburr degët pa parë rrënjët *fj. u. shih te* RRËNJË,~A i.
DEGËDENDUR *mb.* Që ka shumë degë, që i ka degët të dendura. *Shelg degëdendur.*
DEGËGJERË *mb.* Që i ka degët shumë të hapura, që e ka kurorën të gjerë. *Lis (nap, man) degëgjerë.*
DEGËHAPUR *mb.* Që i ka degët të hapura ahash; degëgjerë. *Pishë degëhapur.*
DEGËHOLLË *mb.* Që i ka degët të holla; *kund.* degëtrashë. *Shelg degëhollë.*
DEGËLËSHUAR *mb.* Që i ka degët të lëshuara poshtë, që i varen degët; degëvarur. *Shelg (kumbull, mollë) degëlëshuar.*
DEGËMADH,~E *mb.* Që i ka degët të trasha e të mëdha. *Lis (ah, rrap) degëmadh.*
DEGËPAKË *mb.* Që ka pak degë, që i ka degët të rralla, degërrallë; *kund.* degëshumë. *Fik degëpakë.*
DEGËPLOTË *mb.* Që ka shumë degë, që i ka degët të dendura e të veshura me gjethe. *Rrap degëplotë.*

DEGËPRERË *mb.* Që ia kanë prerë degët. *Lis (dushk) degëprerë.*
DEGËRRALLË *mb.* Që i ka degët të rralla, që ka pak degë. *Pishë degërrallë.*
DEGËSHTRIRË *mb.* Që i ka degët të shtrira a të hapura anash. *Dru degështrirë.*
DEGËSHUMË *mb.* Që ka shumë degë, që i ka degët të dendura; *kund.* degëpakë.
DEGËTENDË *mb.* Që i ka degët të shtrira e pak të përkulura si tendë. *Bredh (bli) degëtendë.*
DEGËTRASHË *mb.* Që i ka degët të trasha; *kund.* degëhollë. *Lis (rrap) degëtrashë.*
DEGËTHATË *mb.* Që i ka degët të thata, që i janë tharë degët. *Dëllinjë degëthatë. Kumbull degëthatë.*
DEGËVARUR *mb.* Që i ka degët të varura poshtë, që i varen degët; degëlëshuar. *Shelg degëvarur.*
DEGËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog.* eDEGË,~A.
2. *bot.* Bisk anësor i ri dhe i hollë, që del në degët e një druri dhe që zakonisht ka gjethe; lastar. *Degëza të shkurtra. Ka nxjerrë degëza. Krasit degëzat.*
DEGËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DEGËZOJ, DEGËZOHET. *Degëzimi i pemës. Degëzimi i rrymës, Degëzimi i ujë-sjellësit. Degëzimi i aparatit shtetëror. Kuti degëzimi. elektr. Filloi degëzimi i hardhive.*
2. Degë më e vogël që del nga një degë tjetër ose që lidhet me një degë më të madhe; rrymë, vijë, rrugë a diçka tjetër që del a ndahet nga një degë kryesore; degë, krah. *Degëzime anësore. Degëzimet e pemës. Degëzimet e hekurudhës. Degëzimet e sharrave. Degëzimet e vetëtimave. Ka degëzime të shumta. For-mohen degëzime. E ndau në dy degëzime.*
DEGËZOHET *vetv.* 1. Lëshon degë; mbushet me degë (një bimë a pemë). *Degëzohet pema. U degëzua tërfili.*
*2.* Ndahet në degë më të Vogla, që shkojnë në drejtIme të ndryshme; krijon degëzime, degëzon. *Degëzohet lumi. Degëzohen rrugët.*
3. *fig.* Krijohet një nënndarje e re, e veçantë, që varet nga një qendër a nga një organ qendror; ndahet në degë të veçanta që lidhen me një trung më të madh a kryesor. *U degëzua shoqata (organizata).*
4. *Pës. e* DEGËZOJ 3,4.
DEGËZOJota., ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Lëshon degë, nxjerr degë (një dru, një shkurre a një bimë tjetër). *Degëzoi pema (molla, hardhia). Degëzoi borziloku.*
2. *vet. veta III.* Ndahet në degë më të vogla, që shkojnë në drejtime të ndryshme; krijon degë, ndahet në degëzime, degëzohet (për një lumë, një rrugë etj.). *Degëzon lumi (kanali). Degëzon rruga. Degëzon ujësjellësi.*
3. *kal* E ndaj në degë më të vogla, bëj që të ndahet në degë të ndryshme, që shkojnë a hapen në disa drejtime. *Degëzoj rrugën. Degëzoj kanalin.*
*4. kal.* Krijoj nënndarje të reja e të veçanta, krijoj degë me vete që varen prej një qendre a prej një or-gani qendror. *Degëzoj bankën. Degëzoj shoqërinë.*
DEGËZUAR (i, e) *mb.* 1. Që ka lëshuar degë, i ndarë në disa degë (për bimët). *Pemë e degëzuar. Grurë i degëzuar* lloj gruri me disa kallinj.
2. Që është ndarë në shumë degë, që është ndarë në disa degë anësore (për lumin etj.); që përbëhet nga shumë degë, që ka shumë degë; që ka krijuar disa degëzime. *Lumë i degëzuar. Rrugë e degëzuar.*
DEGËZUES,~E *mb.* Që lëshon degë; që ndahet në degë, që degëzon.
DEGRADIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Zhgra-dim. *Degradimi i një ushtaraku. I njoftuan degradimin.*
*1.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit 2 të foljes DEGRADOJ dhe sipas kuptimeve të foljes DEGRA-DOHEM. *Degradimi ipyllit.*
DEGRADOHEM *vetv. libr.* 1. *vet. veta III.* Prishet a bie shkallë-shkallë vlera e diçkaje. *Degradohet pylli(toka).*2. *Pës. e* DEGRADOJ.
DEGRADOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *libr.* 1. Zhgra-doj. *E degraduan për paaftësi.*
2. *vet. seta III.* Bën që të keqësohet a të prishet shkallë-shkallë cilësia e diçkaje, ia ul a ia prish vlerën. £ *degradoi pyllin. E degradoi token.*
DEGRADUAR (i, e) *mb. libr.* 1.1 zhgraduar. *Oficer i degraduar.*
2. Që i ka rënë vlera a cilësia, që është prishur (për pyllin, për token etj.). *Pyll i degraduar. Livadh i degraduar. Kullolë e degraduar. Tokë e degraduar. Vresht I degraduar.*
DEGURINA,~T . *vet. sh.* Copa degësh çfarëdo, degë të vogla të këputura a të prera prej drurësh të ndryshëm; shkarpa. *Mbledh degurina. E mbuloi me degurina. Ndez zjarrin me degurina.*
DEGJENERtM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DEGJENE-ROJ, DEGJENEROHEM. *Degjenerim moral. De-gjenerlm politik (ideologjik). Degjenerimi revizionist. Degjenerimi i fares (i llojit). Degjenerimi i njerëzve. Degjenerimi i një partie. Degjenerimi i letërsisë (i artit). Degjenerimi i aparatil shtetëror.*
DEGJENEROHEM *vetv.* 1. *vet. veto 111.* Humbet karakteristikat e veta dalluese e thelbësore; humbet vetitë a cilësitë më të mira të llojit të vet, prishet, zvetënohet, degjeneron. *Fara është degjeneruar. U degjenerua raca.*
2. Largohem a shmangem nga rruga e drejtë, hum-bas virtytet dhe cilësitë më të mira morale, politike etj., prishem, zvetënohem; *kryes. veta III* ndryshon vijën e vet politike, humbet karakterin e Vet për-parimtar a revolucionar, prishet, shthuret; degjeneron. *Degjenerohet politikisht (moralisht).*
3. *Pës. e* DEGJENEROJ 4_6. DEGJENEROJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. 1. *vet.*
*veta 111.* Humbet karakteristikat e veta dalluese e thelbësore; humbet vetitë a cilësitë më të mira të llojit të Vet, prishet, zvetënohet, degjenerohet. *Degjeneron fara. Degjeneron lloji. Degjeneron raca.*
2. *vet. veta 111.* Ndryshon karakterin, qëllimin c pikësynimin e mirë që kishte dhe sjell të kundërtën e asaj që pritej, prishet, humbet. *Degjeneruan udhë-zimet. Degjeneroi direktiva. Degjeneroi zgjidhja e problemit.*
3. Largohem a shmangem nga rruga e drejtë, hum-bas virtytet dhe cilësitë më të mira morale, politike etj., prishem, shthurem, zvetënohem; *kryes. veta 111* ndryshon vijën e vet politike, humbet karakterin e vet përparimtar a revolucionar, prishet, shthuret; degjenerohet. *Degjeneroi politikisht (moralisht).*
4. *kal. vet. veta III.* Ben që të humbasë karakteristikat e veta dalluese e thelbësore; bën që të humbasë vetitë a cilësitë më të mira të llojit të vet, e prish, e zvetënon. *E degjeneruan farën. E degjeneruan racën.*

5. *kal.* Ia ndryshoj karakterin, qëllimin e pikësynimin e mirë që kishte, bëj që të sjellë të kundërtën e asaj që pritej, e prish, e shtrembëroj (një direktivë, një këshillë etj.). *degjeneroi direklivat (udhëzimet).*
6. *kal.* Bëj që të largohet a të shmanget nga rruga e drejtë, të humbasë virtytet dhe cilësitë më të mira morale, politike etj., e prish, e zvetënoj; bëj që të ndryshojë vijën e vet politike, të humbasë karakterin e vet përparimtar a revolucionar, e shthur. *Revizionis-*
*tët e kanë degjeneruar partinë e klasës punëtore. Borgjezia bën çmos për la degjeneruar rininë.*
DEGJENERUAR (i, e) *mb.* 1. Që ka degjeneruar a është degjeneruar; i prishur, i zvetënuar. *Fare e degjeneruar. Lloj i degjeneruar. Race e degjeneruar. Njeri i degjeneruar. Familje e degjeneruar. Shoqëri (klasë) e degjeneruar. Art i degjeneruar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (p5r nje-rëzit). *Lufta kundër të degjeneruarve.*
DEGJENERUES,~E *mb.* Që sjell degjenerim, që të degjeneron, që të prish e të zvetënon. *Ndikim degjenerues. Mode degjeneruese.*
DEH *kal.,* ~A, ~UR. 1. I jap dikujt të pijë raki, verë etj. derisa t'i turbullohet mendja e të humbasë kontrollin e vetvetes, e pi; e bëj t'i turbullohet mendja sikur ka pirë raki etj. *E dehu me raki (me verë, me konjak). E dehën avujt e kazanit të rakisë.*
*2. fig.* Ia turbulloj mendjen dikujt, e çoj në një gjendje kënaqësie të madhe shpirtërore sa të harrojë gjithçka tjetër. *E dehën lavdërimet (sukseset). E dehu muzika.*
DEHEM *vetv. I.* Me turbullohet mendja e humbas kontrollin e vetvetes duke pirë raki, verë etj., pihem. *U deh me raki (me verë). U dehën të gjithë. Dehet shpejt. Nuk dehet kurrë.*
*2. fig.* Me turbullohet mendja, bie në një gjendje kënaqësie të madhe shpirtërore sa harroj gjithçka tjetër. *U deh nga gëzimi (nga lumturia). U deh nga fitoret (nga të mirat). Nuk dehet nga fjalët e bukura.*
3. *Pës. e* DEH.
• Dehet pa pirë *iron,* e humbet mendjen, turbullohet shpejt, pa ndonjë arsye të rëndësishme, pa shkak; është tepër mendjelehtë e i papermbajtur. Dehet me ujë *iron,* gëzohet e entuziazmohet kot, dehet pa pirë. Tjetri pi, ai dehet *shih te* PI.
DEHET *vetv.,* ~(u), ~UR. 1. Shkrin mengadalë e vende-vende (për borën); lirohet nga bora, kur shkrin (për token); kthjellohet moti (sidomos pasi ka rënë bore). *U deh bora. U dehën fushat. U deh moti.*
*2.* Ulet mengadalë niveli i ujit (të një lumi, të një përroi etj.), bie. *U deh lumi.*
3. *fig.* Ligështohet e rrëgjohet, tretet (nga ndonjë sëmundje, nga pleqëria etj.). *U deh fare.*
DEHËS,~E *mb.* 1. Që të turbullon mendjen e të çon në një gjendje të tillë sa nuk e zotëron dot veten, që të deh (për pijet alkoolike). *Pije dehëse. Era de-hëse e rakisë.*
2. *fig.* Që të turbullon mendjen, që të çon në një gjendje kënaqësie të madhe shpirtërore saqë harron gjithçka tjetër, që të deh. *Aromë dehëse. Kundërmim dehës. Muzikë dehëse. Buzëqeshje dehëse. Premtime dehëse.*
DEHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DEH, DEHEM. *Dehje me raki. Dehja nga sukseset (nga lavdërimet).*
Dehja e thellësisë *mjek.* turbullimi e humbja e ndjenjave që vihet re te disa zhytës pasi kalojnë thellësinë pesëdhjetë metra, kur nuk kanë marrë masa mbrojtëse.
DEHUR (i, e) *mb.* 1. Që i është turbulluar mendja dhe nuk e zotëron dot veten pasi ka pirë raki, verë etj,, i pirë. *Njeri i dehur.*2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Britma të dehurish. I marri i hap udhë të dehurit. fj. u.*
DEIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *filoz.* Ithtar i deizmit. *Deist i bindur.*
DEIST,~E *mb. filoz.* Që mbështetet në deizmin; që ka të bëjë me deizmin. *Filozofi deiste. Filozof deist. Pikëpamje deiste.*
DEIZËM,~MI *m. filoz.* Doktrinë filozofike që e quan zotin krijuesin e parë të botës, por që pranon se, pas krijimit, bota zhvillohet sipas ligjeve të veta. *Deizmi i shekujve XVll-XVIll. Përfaqësuesit e deizmit.*
DEJÇË,~A *bot.* Gjethe delli, dejëz.
DEJË,~A *sh.* ~A, ~AT. I. Vend ku dëbora ka shkrirë fare ose është ulur. *Dej'at e pranverës.*
2. Vend në një lumë a përrua, ku është ulur niveli i ujit pas shirave etj.; vend i cekët në një lumë. *Deja e lumit.*
DEJËZ,~A . *bot.* Cjethe delli, bar delli.
DEJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog shtegtar i ngjashëm me dallëndyshen, me pupla të murrme, që fluturon shumë shpejt dhe që e bën folenë zako-nisht në ndërtesat e larta. *Fole dejkash. I shpejtë si dej'ka.*
DEJMARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT.lPijanec, pi-rash. *Është bërë dejmarak.* 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
DEKADENT,~E *mb. libr.* 1. Që mbështetet në dekadentizmin dhe ndjek e zbaton pikëpamjet e tij; që ka të bëjë me dekadentizmin, që i përket deka-dentizmit, i dekadentizmit. *Rrymë dekadente. Art dekadent. Letërsi dekadente. Shkrimtar (poet, artist, piktor) dekadent.*
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ithtar i dekadentizmit, përfaqësues a përkrahës i dekadentizmit. *Veprat e dekadentëve.*
DEKADENTIZËM,~MI *m.* Tërësi drejtimesh letrare e artistike borgjeze e revizioniste, që janë kundër realizmit e i vënë vetes si qëllim kryesor të pasqyrojnë botën e ngushtë të individit, që mohojnë. tërësisht trashëgimin kulturor e artistik, mbrojnë " formalizmin dhe predikojnë individual izmin bor-gjez, pesimizmin e shthurjen morale, për t'i larguar masat punonjëse nga lufta klasore e çlirimtare. *De-kadentizmi i shekullit XIX (XX).*
DkKADË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* 1. Periudhë kohç që zgjat dhjetë ditë rresht; periudhë kohe prej dhjetë ditësh kushtuar diçkaje a gjatë së cilës zhvillohet një veprimtari e organizuar; dhjetëditësh, dhje-tëditbr. *Dekada e parë (e dytë). Dekada e muzikës. Dekada e trtajit.*
2. Periudhë kohe që zgjat dhjetë vjet rresht, dhje-tëvjetësh, dhjetëvjeçar. *Dekada e fundit. Pas disa dekadash. Dekadat e Pushtetit Popullor.*
DEKAGRAM,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Masë peshe e barabartë me dhjetë gramë *(shkurt.* dag).
DEKALlTËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Masë peshe e vëllimi (për lëngje) e barabartë me dhjetë litra *(shkurt. dai).*
DEKAMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Masë
gjatësie e barabartë' me dhjetë metra *(shkurt.* dam).
DEKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që drejton një fakultet në një shkollë të Iartë. *Dekani i Fakultetit. Zyra e dekanit. E thirri dekani.*

*2. dipt.* Ambasadori a i dërguari i jashtëzakonshëm dhe ministri fuqiplotë me i vjetër nga të gjithë përfaqësuesit e trupit diplomatik të akredituar pranë një qeverie. *Dekani i trupit diplomatik.*
3. Anëtari me i vjetër në moshë në një organizatë, në një asamble etj. *Dekani i gazetarëve. Dekani i Asamblesë.*
*4. hist.* Komandant i dhjetë ushtarëve në ushtrinë romake.
DEKANAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Organi a trupi drejtues i një fakulteti në një shkollë të Iartë, i cili përbëhet prej dekanit dhe zëvendësve a ndihmësve të tij; zyrat e këtij organi. *Mbledhja e dekanatit. Ven-dimi i dekanatit. Zyrat e dekanatit. E thirrën në deka-nat.*
DEKLAMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DEKLAMOJ, DEKLA-MOHET.
2. Arti i të recituarit të një pjese letrare me zë të.Iartë e në mënyrë shprehëse; recitim.
DEKLAMOHET. *Pës. e* DEKLAMOJ.
OEKLAMOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Recitoj me zë të Iartë e në mënyrë shprehëse një pjesë letrare. *Deklamol një vjershë (një poemë). Deklamoi një mo-nolog.*
*2. fig.* Them a lexoj diçka me ton të ngritur e me patos jo të natyrshëm.
DEKLARATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pohim a njoftim me përgjegjësI që bën dikush me gojë a me shkrim; shpallje e qëndrimit zyrtar, që mban një qeveri, organizatë etj. për një çështje të caktuar; shpallje e disa parimeve, qëllimeve a kërkesave të rëndësishme të një shteti, partie etj.; dokumenti zyrtar ku bëhet një shpallje e tillë. *Deklarqtë zyrtare (solemne, programatike). Deklarata e qeverisë (e par-tisë). Deklaratë me gojë (me shkrim). Deklaratë për të drejtat e qytetarëve. Bënë (nënshkruan) një deklaratë të përbashkët. Botoi një deklaratë.*
DEKLAROHEM *vetv. libr. 1.* Pajtohem me dike për diçka; shpall qëndrimin tim, shprehem për një çështje, shqiptohem. *Deklarohëm i gatshëm. Dekla-rohem solidar.*
*2. Pës. e* DEKLAROJ. *U deklarua jashtë ligjit. Deklarohet fajtor.*
DEKLAROJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* Njoftoj botërisht qëndrimin tim për diçka, hëj të njohur, shpall; pohoj diçka me përgjegjësi, bëj një deklaratë. *Deklaroi zyrtarisht (botërisht, hapur, solemnisht).*
DEKLARUAR (i, e) *mb. libr.* Që është bërë i njohur si i tillë, që është shpallur hapur si i tillë, që është deklaruar; i shpallur. *Komunist i deklaruar. Armik i deklaruar* armik i hapur. *Mall i deklaruar. Shuma e deklaruar.*
DEKLARUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që deklaron diçka; ai që bën një deklaratë, ai që lëshon një deklaratë. *Nënshkrimi i deklaruesit. U thirrën deklarue-sit.*DEKLASlM,~I m. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes DEKLASOHEM. *Procesi i dekla-simit.*
DEKLASOHEM *velv.,* ~OVA(u), ~t)AR. Bëhem i deklasuar.
DEKLASUAR (i, e) *mb.* 1. Që ka humbur tiparet thelbësore të klasës së vet shoqërore dhe lidhjet me këtë klasë, që nuk ka me karakteristikat dalluese të një klase të caktuar shoqërore. *Njeri (element) i deklasuar. Zejtarë të deklasuar. Feudal i deklasuar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
DEKOLTE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Pjesa e sipërme e një fustani a e një bluze me jakë shumë të hapur, që i lë zbuluar qafën, shpatullat dhe një pjesë të gjok-sit; fustan a bluzë që është prerë në këtë mënyrë. *Dekolte shumë e hapur (e thellë). Veshur me dekol-te.*
2. *si mb.* I prerë me jakë shumë të hapur që i lë të zbuluar qafën, shpatullat dhe një pjesë të gjoksit të asaj që e vesh (për një fustan a bluzë); e veshur me një fustan ose me bluzë që e ka jakën shumë të hapur (për një vajzë a grua). *Fustan (bluzë) dekolte.*
DEKOMPOZIM,~I m. *libr.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DEKOMPOZOJ, DE-KOMPOZOHET. *Dekompozimi i lëndëve organike. Dekompozimi i sistemit kapitalist. Procesi i dekom-pozimit. Në dekompozim e sipër.*
DEKOMPOZOHET *vetv. libr.* 1. *spec.* Zbërthehet; shpërbëhet. *U dekompozua në pjesët përbërëse.*
*2.* Prishen, shkatërrohen indet që e përbëjnë; pri-shet (një lëndë organike). *Dekompozohen yndyrnat. Lënda filloi të dekompozohet. Kufoma u dekompozua.*
3. *fig.* Prishet, shthuret; çoroditet, përdhoset. *Sis-temi kapitalist po dekompozohet.*
4. *Pës. e* DEKOMPOZOJ.
DEKOMPOZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *libr.* 1. Zbërthej; shpërbëj. *Dekompozon ujin. Dekompozon dritën. Dekompozoi forcën.*
2. *kryes. veta III.* Bën që të dekompozohet (një lëndë organike). *E nxehta i dekompozoi lëndët ushqi-more.*
DEKOMPOZCAR (i, e) *mb. libr.* 1. I zbërthyer; i shpërbërë. *Forca të dekompoiuara. Elementet e de-kompozuara.*
*2.* Që i janë prishur indet, që është dekompozuar (për lëndët organike). *Pleh i dekompozuar. Kufomë e dekompozuar. Lëndë organike e dekompozuar.*
3. *fig.* I prishur, i shthurur; i çoroditur, i përdhosur. *Sistem (rend) shoqëror i dekompozuar.*
DEKONSPIRIM,~I *m. libr.* Veprimi dhe rrje-dhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve DEKONSPIROJ, DEKONSPIROHEM. *Dekonspirimi i sekretit (i të dhënave, i lidhjeve). Dekonspirimi i shokëve (i grupit, i organizatës).*
DEKONSPIROHEM *vetv. libr.* 1. Nxjerr në shesh a zbuloj para të tjerëve të vërtetën për vetveten, tregoj se cili jam në të vërtetë; nxjerr në shesh një veprimtari të fshehtë që zhvilloj vetë ose bashkë më të tjerë. *U dekonspirua padashur.*
*2. Pës. e* DEKONSPIROJ.
DEKONSPIROJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~UAR
*libr.* Tregoj a them diçka që duhet mbajtur e fshehtë, zbuloj para të tjerëve një gjë a veprimtari të fshehtë, nxjerr në shesh të fshehtën e dikujt a vs diçkaje. *Dekonspiroi organizatën (shokët, bazën). Asnjë nuk dekonspiroi.*
DEKOR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *teatër.* Tërësia e orendive, pikturave dhe e mjeteve të tjera që vendosen në skenë për të paraqitur vendin a mjedisin ku zhvi-llohet ngjarja në një vepër dramatike; pajisja e skenës së një teatri etj. me këto mjete sipas nevojës. *Dekor klasik. Dekor i thjeshtë (i bukur, i goditur). Dekori i aktit të pare. Përgatit dekorin.*
*2. libr.* Çdo gjë që shërben për të zbukuruar një sallë a një dhomë, një ndërtesë, një qytet etj.; zbu-kurim. *Dekor kombëtar. Dekori i pallatit. Dekori i qytetit.*
DEKORATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Medalje, urdhër etj., që i jepet dikujt nga shteti si shenjë nde-rimi për shërbime të larta ose për merita të veçanta. *Dekoratë e lartë. Dekoratë lufte (pune). Dhënia (heqja) e dekoratave. Marr dekoratë. I dhanë dekoratë. Ka dekorata. Vë dekoratat.*

DEKORATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që përgatit dekorin për një shfaqje teatrale, specialist dekori; ai që bën sende zbukurimi. *Dekoratori i tea-trit. Mjeshtëria e dekoratorit.*

DEKORATIV,~E *mb. libr.* Që shërben për të zbu-kuruar një vend, një mjedis, një send etj., që shërben si dekor ose thjesht si stoli; zbukurues. *Arti de-korativ. Piktura (skulptura) dekorative. Vizatimi de-korativ. Elemente dekorative. Me vlerë dekorative. Bimë dekorative. Dru dekorativ. Gurë dekorative. Peshq dekorative. Shpatë dekorative.*

DEKORlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DEKOROJ, DEKOROHEM.

*Dekorimi i punonjësve të dalluar. E propozuan për dekorim. V bënë disa dekorime.*

DEKOROHEM. *Pës. e* DEKOROJ. *Është dekoruar disa here.*

DEKOROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I jap dikujt një dekoratë për shërbime të larta ose për merita të veçanta. *E dekoruan qytetin. Dekoruan punonjësit e dalluar. E dekoruan me Urdhrin e Flamur'it.*

DEKORUAR (i, e) *mb.* 1. Që ka marrë një dekoratë, që i është dhënë një dekoratë. *Punonjës i dekoruar. Brigade e dekoruar. Ndërmarrje (shkollë) e dekoruar.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Uroi të dekoruarit. Foli në emër të të dekoruarve.*

DEKORUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Dekorator.

DEKOVIL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *hek.* Tren i vogël që ecën mbi binarë të ngushtë dhe që shërben zakonisht për të mbartur minerale e materiale të ndryshme. *De-kovil automatik. Dekovili i minierës. Vagonë dekovili. Rrugë (udhë) dekovili. Binarët e dekovilit. Mbart me dekovil.*

DEKRET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Akt i shkruar i një organi të lartë të pushtetit shtetëror ose i kryetarit të shtetit, që ka fuqi ligjore. *Dekret i Presidiumit të Kuvendit Popullor. Dekreti i presidents. Me dekret mbretëror (perandorak). Dekret emërimi. Dekreti i faljes (i amnistisë). Nxjerr (shpall, boton) një dekret.*

DEKRETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipaskuptimeve të foljeve DEKRETOJ, DEKRETOHET. *Dekretimi i zgjedhjeve të reja.*

DEKRETLlGJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Dekret me fuqi ligjore brenda një kohe të caktuar. *Nxjerr një dekretligj.*

DEKRETOHET. *Pës. e* DEKRETOJ.

DEKRETOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Lëshoj një dekret, Vendos për diçka me anë të një dekreti, urdhë-rpj me dekret për diçka; i jap fuqi ligjore diçkaje. *Dekretoi heqjen e taksave. Dekretoi zgjedhjet. Dekretoi etnërimin.*

DEKRETUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që nxjerr një dekret, ai që dekreton.

DEKURAJOHEM *vetv. dhe pës. libr.* Shkurajohem.
DEKURAJOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* Shkurajoj.

DELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Kafshë shtëpiake përtypëse e Imët, me lesh të butë, që ushqehet zakonisht me bar dhe që mbahet për qumështin, leshin, mishin e lëkurën; femra e dashit. *Dele bejkë. Dele rude. Dele sorrë (miskë)* dele e bardhë me pulla të zeza në turi. *Dele gale (korbe, zekë, llajë). Dele e bardhë (e zezë). Dele bale (bardhoke, kaçe). Dele skuqe (mazhë)* dele me ngjyrë kafe në të kuqe. *Dele larë (laroke, laramane, lariskë, share, sharkë). Dele sykuqe* dele e bardhë me njolla kafe rreth syve. *Dele leke* dele këmbëshkurtër dhe me nga një njollë kafe në të dy faqet. *Dele syskë (kaleshe). Dele thinjë* dele e përhime. *Dele shytë. Dele brinoke. Dele briçe. Dele kërrutë* dele me brirë të shkurtër e të përdredhur. *Dele koçe* dele me një bri të thyer. *Delepjellake. Dele shterpë (beronjë). Dele rrun-xë. Dele race. Dele vendi. Mish (quntësht, lesh) deleje. Gjalpë (kos) deleje. Lëkurë deleje. Postiqe deleje. Dele pa kërrabë* dele që kullot ku të mundë (edhe *fig.* njeri që rron me vete dhe nuk është nën kujdesin e askujt). *Kullot (mjel, përvjel, qeth) delet. Ka dhjetë krerë (kokë) dele. Këputet (ndahet) delja nga kopeja. Mori dash delja* u ndërzye, u mbars.

2. *fig. bised.* Njeri tepër i urtë dhe i padjallëzuar; grpa a Vajzë kokulur dhe e bindur. *Është dele.*

3. *bised.* Bashkë leshi. *Një dele lesh.*

U be dele iu zbardhën fare flokët, u thinj krejt. Si delja në hell në gjendje shumë të vështirë, pa asnjë shpresë shpëtImi. Ndaj delet (dhentë) nga dhitë *shih te* DHI,~A. Milte dy qyqe dele (dhi) *shih te* MJEL. Nuk fle (nuk kullot) delja me ujkun bashkë *fj.u.* nuk mund të ketë paqe e bashkëpunim ndërmjet atij që është i ndershëm e punëtor dhe armiqve të egër e të pabesë. Djalli s'ka dele dhe shet lesh *shih te* DJALL,~I. Kërkon qumësht nga delja shterpë *shih te* QUMËSHT, ~I. Delen e vetme (që ndahet nga tufa) e ha ujku *fj. u.* ai që ndahet nga shokët, nga kolektivi e pëson keq. Delja ku kullot, atje lë leshin *fj.u.* thuhet për një njeri, i cili i shërben atij që i jep të hajë, që e paguan. S'dalin dy lëkurë nga një dele (nga një berr) *fj.u. shih te* LËKURË,~Ai. Delja e zezë s'bëhet kurrë e bardhë *fj.u.* njeriu i lig ose armiku nuk mund të bëhet kurrë i mirë; ujku qimen e ndërron, por lëkurën nuk e ndërron. Dhia në malësi, delja në vërri *fj.u. shih te* DHI,~A. Lule deleje *bot. shih te* LULE,~JA.

DELEDASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kafshë a bimë që i ka të zhvilluara krahas organet mashkullore dhe ato femërore, qenie që ka tiparet e të dy sekseve; her-mafrodit.

DELEDUK,~U *m.* Sa për deleduk: sa për t'u du-kur, sa për ta parë të tjerët; sa për sy e faqe.

DELEGACION,~I *m. sh..* ~E, ~ET. Grup nje-rëzish, që dërgohet nga një qeveri, nga një organizatë, nga një institution etj. për ta përfaqësuar atë pranë një qeverie, një organizatë a një institucioni tjetër. *Delegacion kulturor (ushtarak, ekonomik, tregtar). Delegacioni shqiptar. Delegacion -parlamentar. Delegacion punëtorësh. Delegacioni i partisë (i rinisë, i grave). Kryetari i delegacionit. Anëtarët e delega-cionit. Pres (përcjell) delegacionin. Dërguan një delegacion.*

DELEGAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Përfaqësues i zgjedhur nga një organizatë, nga një kolektiy etj. për të marrë pjesë në një kongres a konferencë.' *De-legatët e kongresit (e konferencës). Delegat me Vote vendimore (këshillimore). Delegat i rrethit të Korçës. U zgjodh delegat. U nisën delegatët. U takua me dele-gatët.*

2. Anëtar i një delegacioni. *Priti delegatët.*

DELEGATE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DE-LEGAT,~I. *Delegatët e kongresit. Delegatët e rrethit të Tiranës. E zgjodhën delegate.*

DELEGlM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DELEGOJ, DELEÇOHEM.

2. *drejt.* E drejta e përfaqësimit që i jepet dikujt për të ushtruar me fuqi të plota një funksion të caktuar a për të vepruar në emër të dikujt.

DELEGOHEM. *Pës. e* DELEGOJ.

DELEGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zgjedh e dërgoj dike si delegat në një kongres a në një konferencë.

2. *libr.* Dërgoj një përfaqësues a një delegacion me një detyrë të caktuar. *Delegoi një përfaqësues.*
DELEGUAR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që është dërguar diku nga një organizatë, nga një institucion etj. si përfaqësues i ngarkuar me një detyrë të caktuar; i dërguar. *deleguari i Komitetit të Partisë. I deleguari i Frontit.*
DELEGUAR,~A (e). *sh.* ~A, ~AT (të). *Fem. e* DELEGUAR,~I (i). *Foli e deleguara.*
DELENXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *shar.* 1. Njeri i poshtër, i paturp e i pasjellshëm; njeri i pandershëm, njeri pa karakter, faqezi; maskara. *Qenka delenxhi! Mos prit gjë të mirë nga delenxhiu!*
*2. krahin.* Lypës, përderës. *Mbeti delenxhi tërë jetën.*
DELESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* GOZHUP,
~I i.
DELFIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Gjitar deti i fuqishëm e i shpejtë, me trup të gjatë deri në tre me-tra, me kurriz të zi e me bark të bardhë, me turi të zgjatur e me dhëmbë të mprehtë, që jeton në tufë e ushqehet me peshk dhe që shpesh u vihet pas anijeve.
• S t i 1 d e I f i n *sport, shih te* STIL,~1$_5$.
DELI *mb. bised.* 1. Tregon një shkallë të lartë ci-lësie dhe në lidhje me emra (zakonisht përpara tyre) merr kuptimet: "shumë trim", "shumë i fortë", "shu-më i mirë", "shumë i bukur" etj.; alamet. *Deli djalë (burrë). Deli vajzë (nuse). Deli kale. Deli krua. Deli fshat. Deli shtëpi. Deli are. Deli fare (grurë). Deli pushkë. Deli valle. Deli këpucë. Deli punë.*2. I krisur, i çartur, i raarrë; Icokëkrisur. *Trim deli.*
3. *si em.* ~, ~U m. *sh.* ~NJ, ~NJTË. Trim i madh, trim i marrë. *Çohu, deliu i nënës!*
DELIBERATIV,~E *mb. zyrt.* Vendimor. *Me vote deliberative.*
DELIKAT,~E *mb.* 1. I butë në të prekur; i njomë. *Lëkurë delikate.*
2. Që thyhet lehtë, i brishtë; që është mjaft i dobët, i hollë etj. e që duhet përdorur me shumë kujdes. *Xham (filxhan) delikat. Aparat delikat.*
3. Që mund të preket lehtë nga ndonjë sëmundje; që nuk i qëndron të ftohtit etj.; i dobët. *Fëmijë delikat. Me trup delikat. Bimë (lule) delikate. Është shumë delikat.*
4. *fig.* Që preket lehtë në ndjenja, shumë i ndjeshëm; i hollë. *Shpirt delikat. Zemër delikate. Është bërë shumë delikat. Sa delikat që je! iron.*
5. *fig.* Që është tipar i një njeriu me edukatë të mirë erne kulturë; i hollë. *Sjelljedelikate. Shije delikate.*
6- *fig*- Që është i rëndësishëm e i ndërlikuar dhe duhet trajtuar a duhet kryer me shumë kujdes. *Punë (detyrë, çështje, temë) delikate. Mision delikat. Gjen-dje delikate. Moshë delikate. Operation delikat.*
DELIKATESË,~A. *libr.* Të qenët delikat; sjellje a veprim me kujdes e me takt të veçantë, me edukatë të mirë e me kulturë; sjellje e hollë. *Me (pa) delika-tesë. Foli (iu përgjigj, u ul, ndërhyri, e ndërpreu, e sqaroi, e kundërshtoi) me delikatesë.*
DELME,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Dele.
DELMER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bari dhensh; bari. *Delmeri ifshatit.*
DELMERE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DELMER,~I.
DELMERE,~JA H . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Bishtatundës.
DELMERI,~A . *përmb.* Barinjtë, çobanëria.
DELTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjeogr.* Rrafsh në trajtë trekëndëshi në grykën e derdhjes së një lumi të madh, që formohet nga lymi e nga lëndët e tjera që sjell ai dhe që përshkohet nga disa degëzime të tij. *Deltë e gjerë. Deltë moçalore (kënetore). Delta e Drinit (e Matit, e Bunës).*
DELTINAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën enë a sende të tjera prej del tine; shtambar, poçar.
DELTINË,~A . Dhe i butë me ngjyrë të çelët ose si në të kuqe, që, kur përzihet me ujë, krijon një lëndë veshtullore, e cila përdoret për të bërë enë a sende të tjera prej balte (tulla, tjegulla, poçe, qypa etj.); botë. *Deltinë e bardhë (e kuqe). Enë deltine.*
DELTINOR,~E *mb.* Që përmban deltinë, që ka deltinë; që është prej deltine. *Tokë deltinore. Lëndë deltinore. Kodrina deltinore.*
DELVINJOT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Delvina ose ai që e ka prejardhjen nga Delvina.
DELVINJOT,~E *mb.* Që lidhet me Delvinën ose me delvinjotët, që është karakteristik për Delvinën ose për delvinjotët, i Delvinës ose i delvinjotëve; që është krijuar nga delvinjotët. *Familje delvinjote. Veshje delvinjote. Ke'ngë delvinjote.*
DELL,~I m. *sh.* DEJ, DEJTË. 1. *anal.* Bashkim indesh fijore të forta, në trajtë tejze të zgjatur, që lidh muskujt me eshtrat në kyçet ose në vendin ka nguliten, gilcë; tejzë e bardhë, e forte dhe e epshme, që lidh eshtra ose organe të veçanta të trupit të fry-morcve. *Delli i qafës (i krahut). Delli i këmbës. Delli* i *thembrës* delli i trashë e i shtypur që gjendet në pjesën e prapme të këmbës. mbi thembër.
2. *anat., bot., gjeol., bised.* I)amar. *Delli i gjakut. Delli i ballit (i dorës). Delli i shpretkës* enë gjaku që gjendet nën gjuhë. *Dejtë e gjethes. Dell qymyrguri (nafte). I dolën (iu frynë) dejtë. I rreh delli* i rreh pulsi.
3. *anat., bised.* Nerv. *Delli i të parit (i të dëgjuarit). A. bised.* Degë e vogël e një lumi; përrua me pak
ujë, rrëke; vijë uji. *Delli i lumit. Rridhte (dilte) një dell.*
5. *tek.* Damari i kabllos; pjesa e përcjellësit që lidhet me njërin prej dy poleve. *Dell shumëfijesh. Dell përcjellës. Dell bakri (alumini). V këput delli.*
*6. fig. shih* DAMAR,~I $_7$_io- *Dell pas delli. Jemi një dell me të. Dejtë e ekonomisë. Dell poetik (satirik). Ka dell për muzikë. Njeri me dej. I kërceu delli. Është (e gjeta) në dell të mirë (të keq). Plasi delli i qejfit (i gazit).*
7. *përd. ndajf.* Si i ngrirë, akull. *rrinë rrobat dell.*
I kërceu (i hipi, iu ngrit) delli i ballit a) u inatos, u zemërua, mori inat menjëherë, i kërceu damari; b) iu tek, i hipi në kokë për diçka. I ka plasnr delli (damari) i ballit (i marres) *keq. shih te* DAMAR,~I. E ka qafën me një dell është shumë i dobët, mezi mba-het në këmbë; është me një fije shpirt, është duke vdekur. E ka një dell (damar) marrëzle (marrie) *shih te* DAMAR,~I. Këputtë dellin e qafës! *mallk.* vdektë! Gjethe (fletë, bar) delli *bot. shih te* GJETHE,~JA.
DELLËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Degëzim i një delli te bimët; tërësia e dejve në gjethet e bi-mëve. *Dellëzimet e gjethes.*
DELLËZUAR (i, e) *mb. bot.* Që përshkohet nga shumë dej, që ka shumë dellëzime (kryesisht për gjethet). *Gjethe të dellëzuara.*
DELLTË (i, e) *mb.* Që ka shumë dej; që është si dell (zakonisht për mishin). *Mish i delltë.*
DEM,~I m. *sh.* ~A, ~AT. 1. Viç dy-tre vjeç; ka i ri dhe i patredhur, që mbahet për ndërzim. *Dem i forte. Dem race (damazi). Demat e ndërzimit. Kokë demi. Ndeshje me dema. I forte si dem. E ka qafën si të demit.*

*2.* Trari me i trashë që vendoset në dyshemenë e një shtëpie. *U thye demi. Demi zgjidhet i trashë.*
3. *fig. bised.* Djale i shëndoshë e i forte. *Është bërë dem.*
•*k* Dem me brirë *shih te* BRI,~RI. Mori dem lopa *shih te* MARR33. E kap (e zë) demin (kaun) për brirësh (nga brirët) *shih te* BRI,~RI. Demin e shtron zgjedha *j'j.u. shih te* ZGJEDHË,~A.
DEMAGOG,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. I. Ai që bën demagogji; politikan që përdor demagogjine për që-llime të caktuara. *Demagogët borgjezë (revizionistë). Fraza (premtime, fjalë) demagog ësh.*
*2. hist.* Në Greqinë e lashtë: kryetari i një partie popullore; prijës i popullit, që i nxiste e i ndizte masat për të vepruar.DEMAGOGJI, ~A . *sh.* ~, ~TË. Mashtrimi i masave punonjëse, duke i joshur me fjalë të bukura e me premtime të rreme për t'i bërë për vete për që-llime e synime të caktuara politIke; qëndrim i poli-tikanëve me dy faqe, që ndryshe flasin e ndryshe ve-projnë; fjalë të bukura e të zbrazëta që kanë për qëllim të mbulojnë e të shtrembërojnë të vërtetën. *Demagogji politike (borgjeze, revizioniste). Demagogji e stërho-lluar. Demagogjia e kishës (e klerit). Bën demagogji.*
DEMAGOGJIK,~E *mb.* Që bazohet në demagogji dhe përdor demagogjinë për një qëllim të caktuar; që është plot demagogji; që bëhet për demagogji. *Politike demagogjike. Fjalim (veprim, qëndrim) de-magogjik. Deklaratë demagogjike. Fraza (manovra, metoda) demagogjike. Zhurmë demagogjike. Me që-[lime demagogjike. Në mënyrë demagogjike.*
DEMARKACION,~I *m. libr.* Vijë kufiri midis dy vendeve (shteteve) fqinje a midis dy zonave; vijë ndarëse, kufi. *Vijë demarkacioni* a) vija e kufirit midis dy shteteve a midis zonave të pushtimit brenda një shteti; b) vija e brezi tokësor që ndan dy ushtri ndër-luftuese në kohën e armëpushimit; c) *fig.* kuflri që ndan dy gjëra të kundërta ose dy gjëra të ndryshme që nuk mund të bashkohen njëra me tjetrën.
DEMASKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DEMASKOJ, DEMASKOHEM. *Demaskimi i armikut. Demaskimi i revizionizmil (i imperializmit). Demaskimi i fesë.*
DEMASKOHEM *vetv. libr.* 1. *fig.* Zbuloj fytyrën e vërtetë, zbuloj para të tjerëve qëllimet, mendimet etj. që i mbaja të fshehta. *U demaskua me ato që tha (me ato që bëri). U demaskua padashur.*
2. *Pës. e* DEMASKOJ.
DEMASKOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. *usht.* Zbuloj diçka të fshehur a të maskuar nga armiku, i prish maskimin; bëj që të merret vesh se ku është dikush a diçka; *kund.* maskoj. *Demaskoi trupal (artilerinë, punimet xheniere, lëvizjet) e armikut.*
*1. fig.* Zbuloj e nxjerr hapur para të gjithëve fytyrën e vërtetë të dikujt, qëllimet e planet e fshehta, pikëpamjet e mendimet e gabuara a armiqësore të tij; nxjerr në shesh anët e dobëta të dikujt a të diçka-je: ia zbuloj fytyrën e vërtetë. *Demaskoj revizionizmin (imperializmin). Demaskon shoqërinë borgjeze. De-maskuan bashkëpunëtorët e fashizmit. E demaskuan pa mëshirë (keqas).*
PEMASKCAR (i, e) *mb.* 1. *usht.* Që duket a që shihet mirë nga kundërshtari, që nuk është i maskuar; që! mund të diktohet a që është diktuar nga kundërshtari; *kund.* i maskuar. *Pozicion i demaskuar.*
*2. fig.* Që i është zbuluar fytyra e vërtetë, që i kanë dalë në shesh mendimet e qëllimet e fshehta, që është demaskuar para të gjithëve. *Armik (tradhtar) i demaskuar.*
DEMASKUES,~E *mb.* 1. *usht.* Që të zbulon para armikut, që të demaskon. *Lëvizje demaskuese. Shenja demaskuese.*
2. Që zbulon e nxjerr hapur para të gjithëve fytyrën e vërtetë të dikujt, qëllimet, planet a veprimet e fshehta, pikëpamjet e gabuara a armiqësore etj., që nxjerr në shesh anët e dobëta të dikujt a të diçkaje, që ia zbulon fytyrën e vërtetë. *Fjalim demaskues. Argumente demaskuese. Letër demaskuese. Me force të madhe demaskuese. Ka karakter demaskues.*
DEMBEL,~E *mb. 1.* Përtac. *Djalë dembel. Vajzë (grua) dembele.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit tfi mbiemrit. *Dembel i madh. Dembel i dembelëve* dembel i rnadh. *Dembel Stambolli. përçm.* dembel shumë i madh.
DEMBELI,~A . Të qenët dembel, përtaci.
DEMBELlZËM,~MI *m.* Prirje për të mos pu-nuar, për t'iu shmangur punës; të qenët dembel, përtaci; përtesë. *Dembelizëm i theksuar. Shfaqje dem-belizmi. E ka nga dembelizmi.*
DEMBELOS *kal.,* ~A, ~UR. E bëj dembel dike. *Pushimi sikur i dembelosi. Gjumi i tepërf të dembelos.*
DEMBELOSEM *vetv.* Bëhem dembel. *V dembelos fare. Mos u dembelosni kështu! Çohuni, se u dembe-losët!*
DEMBELOSJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DEMBELOS, DEMBELOSEM. *Dembelosja të prish.*
DEMBELOSUR (!, e) *mb.* Që është bërë dembel.
DEMBELLËK,~U m. *bised.* Dembeli, dembelizëm, përtaci. *Me dembellëk. I hipi (e zuri) dembellëku.*
DEMEK *pj. bised.* 1. Përdoret për të shprehur habi ose dyshim ndaj asaj që thotë dikush. *Demek, ai ishtel Demek s'e paske ditur ti! Demek, s'dashka ai!*
*2.* Përdoret për të përforcuar atë që thuhet, duke shprehur edhe një qëndrim ironik a mospërfillës. *Dembel që është, demek. Qenka një i pagdhendur ky, demek.*
3. Gjoja, kinse. *E bëri, demek, për hater. Ia dha, demek, si për mik. Bënte, demek, sikur s'dinte gjë.*
*4. sifj. ndërm.* Domethënë; pra (përdoret zakonisht në fillim të një fjalie për të përmbledhur atë që ka thënë dikush me përpara). *Demek, ne nisemi nesër. Demek, i mbarove të gjitha. Demek, kështu thua ti!*
DEMET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Disa duaj gruri, misri etj. të lidhur bashkë në are. *Demet gruri (elbi, misri, orizi). Demet kashte. I shpunë demetet në lëmë.*
*2.* Tufë me gjethe misri ose me degë dushku, që i hidhen sipër mullarit për ta ruajtur nga shiu. *vuri ca demete. E mbuloi mullarin me demete.*
DEMIROXHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shufër hekuri me katër këmbëza, mbi të cilën mbështetea urët e zjarrit për t'u ndezur me mirë; urës. *Demir-oxhak me krye.*
DEMOGRAFI,~A . Degë e statistikës që studion shpërndarjen gjeografike, përbërjen dhe shtimin e popullsisë ose të grupeve të veçanta shoqërore; stu-dimi statistikor i përbërjes së popullsisë dhe i ndry-shimeve në gjirin e saj. *Merret me demografi.*
DEMOGRAFIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me demogra-finë, që i përket demografisë, i demografisë; që lidhet me përbërjen e popullsisë dhe me ndryshimet në gjirin e saj.

*Studim demografik. Tregues demografik. Sta-tistika demografike. Zhvillimi demografik. Përbërja (gjendja) demografike. Lëvizjet (ndryshimet) demografike. Dukuri demografike.*

DEMOKRACI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Regjim a sistem politik, ku pushteti ushtrohet nga populli drejtpërdrejt ose nëpërmjet organeve të zgjedhura, ku shtetasit gëzojnë liri e të drejta të barabarta; shtet ose vend që ka këtë regjim a këtë organi-zim politik. *Demokraci socialist e* tipi me i jartë i demokracisë, forme e diktaturës së proletariatit, ku pushtetin e ka në dorë populli punonjës me kla-sën punëtorc në krye dhe udhëheq partia e saj, ku masat e gjera punonjësc marrin pjesë drejtpër-drejt në qeverisjen e vendit, në drejtimin e ekonomisë, në hartimin e diskutimin e planeve ekonomike e të ligjeve, kontrollojnë veprimtarinë e organeve të push-tetit etj. *Demokracia proletare. Demokraci popullore* forme e diktaturës së proletariatit në periudhën e kalimit nga kapitalizmi në socializëm, demokraci e masave të gjera të popullit. *Demokraci borgjeze* forme e diktaturës së borgjezisë, ku të drejtat e liritë e shpallura kanë karakter formal dhe nuk garantohen e nuk vihen në jetë për masat e gjera të popullit.

2. Mënyrë drejtimi a organizing në jetën e një ko-lektivi, të një partie etj., që siguron pjesëmarrjen aktive dhe ndikimin vendimtar të të gjithë anëtarëve në veprimtarinë shoqërore e në ecurinë e punëve; e drejta dhe mundësia që u jepen anëtarëve të një ko-lektivi a tërë popullit për të thënë fjalën lirisht për të gjitha çështjet politike, shoqërore etj. *Demokracia e brendshme e partisë. Demokracia e masave. Demokracia në shkollë (në familje).*

DEMOKRAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Përkrahës i demokracisë, ndjekës i parimeve të demokracisë. *Demokrat revolucionar. Demokrat i shquar.*

*2.* Anëtar i një partie demokratike borgjeze. *Mble-dhja e demokratëve. Propozimet e demokratëve.*

3. *bised.* Njeri që ka dashuri e nderim të veçantë për njerëzit e thjeshtë e që jeton gju me gju me po-pullin; njeri i thjeshtë e popullor. *Është demokrat i madh.*

4. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Patriotët demokratë. Grup demokrat. Intelektualë demokratë.*

DEMOKRATIK,~E *mb.* Që bazohet në parimet e demokracisë, që u përmbahet këtyre parimeve eivë në jetë; që është në interes të masave të gjera të popullit. *Republikë (qeveri) demokratike. Shtet (regjim) demohratik. Parti (organizatë) demokratike. Fronti Demokratik i Shqipërisë. Revolution demokratik. Liri demokratike. Zgjedhje demokratike. Ide (pikë-pamje, mendime, parime) demokratike. Ligje demokratike. Forme demokratike. Frymë demokratike. Të drejta demokratike. Letërsi demokratike. Shndërrime (reforma) demokratike. Ka karakter demokratik. Në mënyrë demokratike.*

Centralizëm demokratik *shih te* CENTRALI-ZËM,~MI.

DEMOKRATISHT *ndajf.* Në mënyrë demokratike, mbi baza demokratike, me frymë demokratike. *U vendos demokratisht. Votojnë demokratisht. Zgjidhet demokratisht.*

DEMOKRATIZËM,~MI *m.* Të qenët demokratik, karakteri demokratik, fryma demokratike; njohja, pranimi dhe zbatimi i demokracisë. *Demokratizmi socialist.*

DEMOKRATIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve DEMOKRATIZOJ, DEMOKRA-TIZOHET. *Demokratizimi i vendit. Demokratizimi i pushtetit (i rendit shoqëror). Demokratizimi i jetës. Demokratizimi i shkollës. Demokratizimi i mëtej-shem i familjes. Demokratizimi i artit (i kulturës).*

DEMOKRATIZOHET *vetv.* 1. Bëhet me demo-
kratik, merr gjithnjë e me shumë karakter demokratik. *Pushteti ynë është demokratizuar vazhdimisht. Arsimi, arti, kultura jartë demokratizuar.* 2. *Pis. e* DEMOKRATIZOJ.

DEMOKRATIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I jap
karakter demokratik, e bëj demokratik; organizoj në baza me demokratike, bëj me demokratik, zgjeroj demokracinë. *Demokratizon organet e pushtetit. De-mokratizuan sistemin e zgjedhjeve. Demokratizon marrëdhëniet në familje.*

DEMON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* 1. *mil.* Qenie mbinjerëzore me fuqi të fshehtë, që besohej se kishte në dorë fatin e një njeriu, të një familjeje, tënjë fisi etj.; qenie e mbinatyrshme që mund t'i sillte njeriut të mira ose të këqija (sipas besimeve të kota). *Besonin te demoni.*

2. *fet.* Engjëll kryengritës, që u dëbua nga parajsa e u dërgua në ferr; shpirti i keq, djalli (sipas mitolo-gjisë së krishterë). *Kujtonin se e kishte pushtuar demoni.*

3. *fig.* Diçka që përfaqëson një prirje a një ngasje të keqe, një tundim që s'e lë njeriun të qetë, një ves të rrënjosur thellë, një pasion të shfrenuar etj. *Demoni i xhelozisë (i hakmarrjes, i kumarit).*

DEMONSTRATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mani-festim i masave të gjera punonjëse nëpër rrugë e sheshe, që bëhet për të shprehur haptas një kërkesë politike, ekonomike a shoqërore, për të kundërshtuar një padrejtësi etj. (në vendet borgjeze e revizioniste). *Demonstrate antifashiste (antiimperialiste). Demonstrate proteste. Demonstrata e bukës. Demonstrate ulur (ndenjur). Në krye (në ballë) të demonstrates. U hodhën (dolën, morën pjesë) në demonstrate. Bënë demonstrata.*

DEMONSTRATIV,~E *mb.* 1. *libr.* Që bëhet me qëllim të caktuar për t'i tërhequr vëmendjen dikujt; që bëhet sa për t'u dukur, që është a që shërben si demonstrim. *Zhurmë demonstrative. Vizitë demonstrative. Ndeshje demonstrative. Në shenjë demonstrative.*

*2. usht.* Që bëhet për t'i treguar kundërshtarit forcën e për ta frikësuar atë ose për ta mashtruar. *Manovra (veprime, lëvizje) demonstrative.*

3. *libr.* Që shërben për të konkretizuar mësimin, për ta bërë atë më të gjallë e më të qartë. *Mjete demonstrative. Metodë demonstrative.*

DEMONSTRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DEMONSTROJ, DEMONSTROHET. *Demonstrimi i mësimit (i teo-remës). Demonstrimi i forces. Metoda (mjetet) e demonstrimit. Bën demonstrimin.*

*2. libr.* Çdo gjë që shërben për të demonstruar diçka; prove. *Demonstrim shkencor.*

3. *usht.* Lëvizje forcash a manovra ushtarake, që bëhen për ta frikësuar ose për ta mashtruar kunder-shtarin. *Demonstrim ajror.*

DEMONSTROHET *vetv. libr.* 1. Del në shesh, duket, shfaqet. *Demonstrohet shkathtësia (forca, përgatilja).*

2. *Pës. e* DEMONSTROJ i_4.

DEMONSTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *libr.* Bëj një veprim me qëllim që t'i tërheq vëmendjen dikujt për vetitë a aftësitë e mia fizike etj.; bëj diçka në sy të të tjerëve për t'u dukur; tregoj diçka paratë tjerëve, paraqit. *Demonstruan forcën (shkathtësinë, aftësinë, bukurinë). Demonstroi ushtrimet.*
*1. libr.* Konkretizoj mësimin me mjete që shihen për ta bërë atë më të gjallë, më të qattë a më të kup-tueshëm. *Demonstron mësimin. Demonstroi me mjete të posaçme.*
3. *usht.* Bëj manovra ushtarake për t'i treguar kundërshtarit forcën e për ta frikësuar ose për ta mashtruar. *Demonstrojnë forcën ushtarake.*
4. *mat.* Vërtetoj; provoj.
5. *jokal.* Dal në demonstrate, bëj demonstrate. *Demonstruan nëpër rrugë. Demonstruan kundër push-tuesve.*
DEMONSTRpES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që
merr pjesë në një demonstrate, ai që bën demonstrate. *Demonstruesit u përleshën me policinë. Shpërndanë demonstruesit.*
*1. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Punëtorë (studentë, zezakë) demonstrues.*
DEMORALIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DEMORA-LIZOJ, DEMORALIZOHEM. *Demoralizimi i ar-mikut. Shkakton demoralizim.*
DEMORALIZOHEM *vetv.* 1. Bie moralisht, hum-bas guximin për të vepruar, nuk me bën zemra për ksnjë pune, me lëshon zemra, ligështohem. *Ushtria fashiste u demoralizua.*
2. *Pës. e* DEMORALIZOJ.
DEMORALIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E bëj
dike të bjerë moralisht, të humbasë guximin për të vepruar, ia thyej Vrullin e zemrën për punë, e bëj të ligështohet e ta lëshojë zemra. *Goditjet e partizanëve* i *demoralizuan pushtuesit.*
DEMORALIZUAR (i, e) *mb.* Që ka rënë moralisht, që ka humbur guximin për të vepruar, që e ka lëshuar zemra, i ligështuar.
DEMORALIZUES,~E *mb.* Që të demoralizon, që të ligështon. *Propagandë demoralizuese. Ndikim (rol) demoralizues. për qëllime demoralizuese.*
DENBABADEN *ndajf. bised.* 1. Qysh prej kohëve më të lashta e deri sot, qëkurse mbahet mend, gjysh stërgjyshi; gjithmonë. *Këtu kanë jetuar denbabaden. Kane qenë bujq denbabaden. Kështu ka qenë denbabaden.*
*2. përd. mb.* Që është prej kohësh i tillë; vendes brez pas brezi. *Fshatar denbabaden. Elbasanas denbabaden.*
DEND *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ngjesh mirë e mirë diçka (barin, pambukun etj.); e mbush një thes, një arkë eij. plot me diçka duke e ngjeshur fort këtë, e mbush sa nuk nxë me. *Dend kashtën. E dendi thesin.*
2. *bised.* Fut dike a diçka brenda me force; rras. *E dendi në qilar (në hambar). E dendën brenda* e bur-gosën. *E dendën në burg.*
3. *bised.* I jap dikujt të haje me tepri, e ngop mirë *e'* mirë, e zhdëp më të ngrëna. *E dendi me mish (me bukë, me pilaf, me fiq). E dendi mirë.*
4. *fig. bised., keq.* I bëj dikujt shumë premtime, që nuk i plotësoj, i them fjalë të tepërta etj.; ngop. *Na dendi me fjalë (me gjepura).*
5. *bised.* E rrah fort dike, e zhdëp në dru. *E dendi në dru.*
DENDEM *vetv.* 1. *bised.* Ngopem mirë e mirë, shembem duke ngrënë, zhdëpem. *U dend me ëmbëlsira (me fasule, me rrush). Hëngri e piu sa u dend.* _ 2. *bised.* Ngopem mirë me gjumë; fryhem nga të qarët. *U dend me gjumë. Qau sa u dend.*
3. *bised.* Futem duke u ngjeshur bashkë më të tjerë ne një vend të mbyllur a të rrethuar, rrasem. *U dendën në sallë. U dendën dhentë në vathë.*
*4. vet. veto III.* Dendësohet. *U dend mjegulla.*
5. *Pës. e* DEND.
DENDËSl,~A . 1. Të qenët i dendur, vetia e diçka je që është e dendur; denduri. *Dendësia e barit. Dendësia e pyllit. Dendësia e mjegullës.*
2. Numri i banorëve në një kilometer katror; ra-porti ndërmjet numrit të banorëve dhe sipërfaqes në kilometra katrorë në një vend. *Dendësia mesatare. Dendësia e popullsisë. Rritja (ulja) e dendësisë.*
3. *fiz.* Masa që gjendet në njësinë e vëllimit të një trupi a të një lënde; raporti midis masës së një trupi të shprehur në gramë dhe vëllimit të tij të shprehur në centimetra kub. *Dendësi absolute (relative). Den. dësi mesatare. Dendësia e një lënde. Dendësia e gaiit.*
4. Sasia e diçkaje në një njësi matjeje; denduria, shpeshtësia. *Dendësia e zjarrit. usht.* sasia e predhave që hidhen në një minute mbi një sipërfaqe të cak-tuar. *Dendësia e rrymës elektrike* forca e rrymës elektrike që kalon nëpër njësinë e seksionit të tër-thortë të përcjellësit. *Dendësia e frymëmarrjes.*
DENDËSIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DENDËSOJ, DENDËSOHET.
*Dendësimi i ndërtimeve. Dendësimi i popullsisë. Den-dësimi i avullit. Dendësimi i veprimtarisë (i përpjek-jeve). Dendësimi i zjarrit.*
DENDËSIMATËS,~I *m. sh...* ~, ~IT *fiz.* 1. Aparat i posaçëm që shërben për të përcaktuar dendësinë e rrymës elektrike.
2. Aparat i posaçëm që shërben për të matur dendësinë e një lëngu.
DENDËSIRË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Dendësi. 2. Vend i veshur me bimë të dendura; kullusmë. *Rron në dendësira. U fut (humbi) në një dendësirë.*
DENDËSISHT *ndajf.* Në mënyrë të dendur, dendur; me dendësi. *E mbulon dendësisht. Është mbjellë dendësisht.*
DENDËSOHET *vetv.* 1. Vjen e bëhet me i dendur, shpeshtohet; *kund.* rrallohet. *Dendësohet pylli. Dendësohet bari. Dendësohet dëbora.*
2. Vjen e bëhet me i ngjeshur e me pak i tejduk-shëm. *Dendësohen retë. Dendësohet mjegulla. Dendësohet tymi (pluhuri).*
3. *Pës. e* DENDËSOJ. *Dendësohen vizitat (takimet). Dendësohet zjarri.*
DENDËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* E bën diçka më të dendur, e shpeshton; *kund.* rrallon. *dendësoi gjethet hardhia. E dendësoi barin shin.*
2. Bëj që të ndodhë shpesh diçka, e bëj me shpesh një punë a një veprim, shpeshtoj; *kund.* rralloj. *Dendësoi vizitat (takimet). I dendësuan sulmet (bombar-ditnet). E dendësoi zjarrin. Dendësoi përpjekjet.*
3. E bëj më të dendur përdorimin e një pijeje.të duhanit etj.; *kund.* rralloj. *E dendësoi duhanin. E ka dendësuar rakinë.*
DENDËSUAR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë me i dendur, i shpeshtuar. *Pyll i dendësuar.*

2. _Që është bërë me i ngjeshur, që i është rritur dendësia; që është bërë me i trashë (për lëngjet). *Mje-gull e dendësuar. Qumësht i dendësuar.*

DENDËSUES,~E *mb.* Që e bën më të dendur diç-ka, që i rrit dendësinë. *Hinkë dendësuese. tek.* hinkë prej metali në fabrikat e tekstileve, nëpër të cilën kalon pambuku dhe ngjishet e dendësohet.

DENDËSHOR,~E *mb.* 1. Që i ka shumë të den-dura degët e gjethet dhe që e ka kurorën të gjerë (për drurët). *Lis (rrap) dendëshor. Kumbull dendëshore.*

2. Që është i trashë e i plotë nga trupi, por jo shumë i zhdërvjellët (për njerëzit e kafshët). *Burrë dendëshor. Grua dendëshore. Kale dendëshor. Lopë dendëshore.*

DENDJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve DEND, DENDEM.

DENDUR (i, e) *mb.* 1. Që përbëhet nga fije a grimca të shumta e të shpeshta; që i ka pjesët ose njësitë për-bërëse shumë afër njëra me tjetrën; i shpeshtë; *kund.* i rrallë. *Lesh i dendur. Mjekër e dendur. Bar i dendur. Grurë (miser) i dendur. Krehër i dendur. Site e dendur. Pëlhurë (triko) e dendur. Punim i dendur. Shkrim i dendur. Shi (breshër) i dendur. Dëborë e dendur. Pyll x dendur. Popullsi e dendur.*

*2. zakon. sh.* Që ndodhen shumë afër njëri-tjetrit (për sende të njëllojta); i shpeshtë; *kund.* i rrallë. *Fije (vrima, vija) të dendur a. Flokë të dendur. Bimë të dendura. Rreshta të dendur. Shtëpi të dendura. Qytete (fshatra) të dendura. Rrugë të dendura.*

3. Që ka dendesi të madhe e përshkohet me vësh-tirësi nga drita, i ngjeshur, i trashë. *Re të dendura. Mjegull e dendur. Tym (pluhur) i dendur.*

4. Që bëhet me ndërprerje shumë të shkurtra dhe shpesh, që ndodh shpesh, që përsëritet shumë here, i shpeshtë; *kund.* i rrallë. *Vizita (takime) të dendura. Sulme të dendura. Zjarr i dendur. Hapa të dendur. Pasime të dendura. sport. Rrahje të dendura të zemrës. Pyetje të dendura. Letërkëmbim i dendur. Përdorim i dendur.*

5. *fig.* Që bëhet me veprime të njëpasnjëshme, në mënyrë të përqendruar e pa ndërprerje, i gjallë. *Punë e dendur politike. Veprimtari e dendur.*

DENDUR *ndajf.* 1. Me pjesët përbërëse a njësitë (fijet, bimët, shkronjat etj.) shumë afër njëratjetrës; *kund.* rrallë. *E mbjellin dendur. I vendosën dendur.*

*2.* Shumë here njëra pas tjetrës, me ndërprerje të shkurtra dhe shpeshherë; shpesh; *kund.* rrallë. *Vjen dendur. Shihemi dendur. Ndodh dendur. Përdoret dendur.*

DENDURAZI *ndajf.* Dendur.

DENDURl,~A . 1. Të qenët shumë afër njëri-tjetrit, të qenët i dendur; dendësi. *Denduria e pemëve. Denduria e pyllit.*

*2.* Të përsëriturit shpesh, shpeshtësia e përdorimit, e goditjeve etj. *Denduria e përdorimit. Denduria e rrahjeve të zemrës. Denduria e zjarr it (e të shtënave).*

3. *spec.* Shkalla e lëkundjes, e lëvizjes etj. së diç-kaje; frekuencë. *Denduri e lartë (e ulët). Denduria e tingujve. Denduria e rrymës. Denduria e valëve (e dridhjeve, e lëkundjeve). Denduria e zërit.*

DENDURIMATËS,~I *m. sh. ~, ~*IT *spec.* Apa-rat i posaçëm që mat dendurinë e lëkundjeve të një trupi, të luhatjeve të rrymës elektrike etj.

DENG,~GU *m. sh.* DENGJE, DENGJET.

1. Thes zakonisht i madh, i mbushur plot me diçka. *Deng me oriz (me sheqer, me miell). Mbush (zbraz) dengun. Ra si deng* ra menjëherë e me force përdhe,

ra si thes.

2. Rroba, mallra a plaçka të mbështjella e të lidhura bashkë si thes për t'i mbartur nga një vend në tjetrin; bar, kashtë, duhan, pambuk etj., i ngjeshur në trajtë kubi e i lidhur me tel etj. *Deng i madh (i vogël, i rëndë, i lehtë). Një deng me rroba (me batanije, me letër). Deng duhani (pambuku, sane). Lidhësi i dengjeve. Lidh (qep) dengun. I bëri deng plaçkat* a) i mbështo-lli e i lidhi plaçkat; b) *fig.* u be gati për t'u nisur.

*U ul mbi një deng.*

3. *fig.* Shumicë e madhe. *Ka një deng (me) halle. Kishte një deng (me) të meta. Kishin një deng (me) taksa.*

*4. përd. ndajf.* Plot e përplot, buzë me buzë, dengëza. *E mbushi deng. E ngarkoi (kalin) deng. U kthyen deng nga fusha. E ka shtëpinë deng.*

5. *përd. ndajf.* Baras, barabar. *Jam deng me të. Vijnë deng* janë të barabartë, janë njësoj. Se *ka deng* nuk është barabar me të, nuk është i denjë për të.

• S'bëhet deng me rrush (s'bëhet rrushi deng);. *u. shih te* RRUSH,~I. 1 ka lidhur (i ka mbledhur) den-gjet i ka rregulluar mirë punët e veta, i ka vënë punët në vijë.

DENGËZA *ndajf.* 1. Plot e përplot, buzë me buzë, deng. *Mbush dengëza. E ngarkoi dengëza. 2.* Barabar. *Vinin dengëza.*

DENIGRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi e rrjedhimi i tij sipas kuptimeVe të foljeve DENIGROJ, DENIGROHEM. *Denigrimi i njerëzve. Denigrimi i parimeve. Denigrimi i sukseseve.*

DENIGROHEM *libr. Pës. e* DENIGROJ.

DENIGROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Errësoj, zvogëloj a ul me qëllim vlerat e dikujt a të diçkaje, duke shpifur e duke folur keq për të, e nxij dike a diçka përpara të tjerëve; prozhmoj, përgojoj. *Nuk e lane t'i denigronte shokët. E denigroi veprën (romanin). Deshi të denigronte tërë punën.*

DENlK,~U m. Erë e forte e me shi; era e jugës që sjell shi, motkeqe. *Fryn deniku.*

DENONClM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi e rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve DENONCOJ, DENONCOHEM. *Denoncimi i mallrave. Denoncimi i krimit (i keqbërësit). Denoncimi i traktatit (i marrë-veshjes). Data e denoncimit. Bëri denoncimin e arit.*

DENONCOHEM. *Pës. e* DENONCOJ.

DENONCOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Njoftoj organet përkatëse për diçka që kam gjetur, që kam zbuluar ose që kërkohet, që duhet t'i nënshtrohet kontrollit shtetëror etj. *Denoncoi mallrat. Denoncoi arin. Denoncoi një sëmundje ngjitëse.*

*2.* Njoftoj organet përkatëse shtetërore për veprim-tarinë armiqësore a të kundërligjshme të dikujt; ka-llëzoj. *Denoncoi një armik. E denoncuan kulakun. E denoncuan botërisht.*

3. *dipt* Shpall si të pavlerë e të pafuqi një traktat.

DENONCOJ një marrëveshje etj.,- që kam pasur me një shtet tjetër a me disa shtete; bëj të njohur botërisht qëndrimin tim kundër një vendimi a veprimi të dikujt, hedh posh-f ë a dënoj botërisht. *Denoncuam traktatin. Denoncoi marrëveshjen.*

DENONCCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që de-noncon diçka a dike, ai që bën një denoncim. *De-noncuesi i mallil. Denoncuesi i Icrimit.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimi't të emrit. *Personi de-noncues. Letër denoncuese. Njoftim denoncues.*
DENSITET,~I m. *sh.* ~E, ~ET *fiz.* Dendësi. *Densitet i lartë. Densiteti i lëndës (i gazil). Densiteti i rrymës elektrike.*
DENTAR,~E *mb.* Që ka të bëjë me dhëmbët e me mjekimin, e tyre, i dhëmbëve. *Klinikë dentare.*
DENTIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist për mjekimin, heqjen dhe zëvendësimin e dhëmbëve; mjek dhëmbësh. *Kabineti i dentistit.*
DENTISTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DEN-TIST,~I.
DENJË (i, e) *mb.* Që e meriton plotësisht të jetë a të quhet i tillë, që i ka të gjitha cilësitë për një detyrë, për një nderim etj. *Pjesëtar i denjë. Vend i denjë. Ve-për e denjë. I denjë për alë detyrë. Luftëtar i denjë i revolucionit.*
DENJËSI,~A . Të qenët i denjë; dinjitet.
DENJËSISHT *ndajf. libr.* Ashtu sic e meriton, në mënyrë të denjë; ashtu siç duhet, me dinjitet. *E përfaqëson denjësisht. Qëndroi (luftoi) denjësisht. E mbrojti (iu përgjigj) denjësisht.*
DENJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Pranoj të rnerrem me dike, pranoj të bëj diçka; begenis (edhe *iron.). Denjoi ta priste (të bisedonte, t'i përgjigjej). N'uk denjoi të vinte.*
DEPARTAMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. *vjet.* D|egë a seksion në një ministri etj. (në administratën shqiptare para Çlirimit).
2. Ministria(në ShBA, Zvicër etj.). *Departamenti i mbrojtjes (i tregtisë...). Departamenti i shtetit* mi-nistria e punëve të jashtme në ShBA.
3. Njësi administrative tokësore në France, në krye të së cilës ështënjë prefekt, prefekturë. *Departamenti i Senës. Kryeqendra e deparlamentit.*
DEPËRTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve DEPËRTOJ, DEPËRTOHET. *Depërtim ushtarak (ekonomik, ideo-logjik, politik). Depërtimi i ujit (i lagështisë). Depër-timi i kapitalit të huaj.*
DEPËRTOHET. *Pës. e* DEPËRTOJ.
DEPËRTOJ *jokai,* ~OVA, ~UAR. 1. edhe *fig.* Arrij të futem diku, duke kapërcyer pengesa a vështirësi, duke përdorur forcën a duke vepruar me mënyra të, stërholluara e me dinakëri; futem e zë vend diku; *vet. vet a III* futet e përhapet a shtrihet diku. *Depërtuan në prapavijat e armikut. Depërtoi në radhët e mbrojtjes. usht., sport. Depërton në lëkurë (në tokë, në thellësi të tokës). Uji depërtoi me shpejtësi. Ideologjia borgjeze (kapitali amerikan) ka depërtuar thellë në vendet revizioniste.*
2. *kal. yet. veto III.* Përshkoj diçka, kaloj nëpër
të, shpoj. *la depërtoi trupin. Pluntbi i kishte depërtuar zemrën.*
DEPËRTUES,~E *mb.* 1. Që kalon nëpër diçka duke kapërcyer pengesat, që përshkon tejpërtej diçka. *Dritë (erë) depërtuese. Zë depërtues. Ka fuqi (veti) depërtuese.*
2. *fig.* Që arrin t'i hyjë thellë një çështjeje a të kup-tojë thellë mendimet e ndjenjat e dikujt, që futet në mendjen e në zemrën e një tjetri, që të përshkon thellë, zhbirues, i mprehtë. *Psikolog depërtues. Me sy depërtues. Vështrim depërtues. Ka aftësi depërtuese.*
DEPËRTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të përshkohet a të shpohet tejpërtej. *Trup i depërtue-shëm. Lëndë e depërtueshme.*
DEPËRTUESHMËRl,~A . Të qenët i depërtue-shëm. *Ka depërtueshmëri të madhe (të keqe). Pengon depërtueshmërinë.*
DEPO,~JA. *sh.* ~, ~T. Vend i veçantë (ndërtesë a kthinë e mbyllur) ku ruhen në sasi të mëdha e za-konisht për një kohë të gjatë prodhime, mallra e lëndë të ndryshme; ndërtesë e posaçme ku ruhen ar-matimet a pajimet e tjera ushtarake. *Depo qendrore. Depo ushqimore (ushtarake). Depo e fshehtë (e nën-dheshme). Depo drithi (duhani, qymyri, leshi, pambuku). Depo armësh. Depot e veshmbathjes. Depo uji (benzine, karburanti, vaji). Depot e shtetit. Fut në depo. Nxjert nga depoja. Shpërthyen (hapën, dogjën) depot e armikut.*
DEPONIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes DEPONOJ. *Deponimi në gjyq (në hetuesi).*
*2.* Të gjitha ato që thotë një njeri në gjyq ose për-para organeve të tjera shtetërore. *Deponime të sakta (të rreme). Deponimet e të pandehurit (e dëshmitarëve). Bëri një deponim të rëndësishëm.*
DEPONOJ *kal.* dhe *jokal,* ~OVA, ~CAR *drejt.* Them në gjyq ose përpara organeve të tjera shtetërore atë që di për dike a për diçka.
DEPOZITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* DEPO-ZITUES,~I.
DEPOZITË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Sasi lënde, mallrash a sendesh të ndryshme që grumbullohet ne një depo për t'u ruajtiir e për t'u përdorur me vonë; gjithçka që ruhet në një vend, të sigurt; vetë vendi ku ruhet diçka për një kohë të gjatë, depo. *Depozitë mielli (drithi, rëre). Depozitë veglash (mallrash, karburanti). Iu mbarua depozita.*
*2. fin.* Shumë të hollash, letrash me vlerë etj., që lihet për t'u ruajtur në një institucipn financiar (në një bankë, në një arkë kursimi); shumë të hollash që lihet d<ku si garanci. *Depozitë bankare. Depozitë rezervë. Depozitë ari. Depozitë parash (të hollash). Depozitë kursimi.*
DEPOZITIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DEPOZ1TOJ, DEPOZ1-TOHET. *Depozitimi i prodhimeve (i mallrave). De-pozitimi i të hollave (i kursimeve). Qendër depozitimi.*
*2. spec.* Diçka që depozitohet ose grumbullohet, përqendrohet a ruhet në një vend; depozitë. *Depo-zitime bankare. fin. Depozitime argjilore. gjeol. Shton (tërheq) depozitimet. fin.*
DEPOZITOHET. *Pës. e* DEPOZ1TOJ.
DEPOZITOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR.l.Grumbulloj e ruaj në një vend të posaçëm një sasi të madhe mallia diçka tjetër për ta përdorur me vonë; fut në depo diçka; mbledh e vë men jane. *Depozitojnë mallrat (drithin, karburantin).*
2. *fin.* Vë në bankë a në arkën e kursimit një sasi të hollash, letrash me vlerë etj. për t'i ruajtur e për t'i përdorur sa here që të kern nevojë. *Depozitoi para në bankë (në arkën e kursimit). Kishte depozituar or.*
DEPOZITUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. 1. Ai që grum-bullon e ruan në një depo një sasi malli a diçka tjetër; ai që mbledh e vë mënjanë diçka. *Depozituesi i mallit. Depozituesi i akteve.*
2. *fin.* Ai që vë në bankë a në arkën e kursimit një sasi të hollash, letrash me vlerë etj. për t'i ruajtur e për t'i përdorur me vonë. *Depozituesi i të hollave (iparave). Rritet numri i depozituesve pranë arkave të kursimit.*

DEPRESION,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeogr.* Ultë-sirë nën nivelin e detit; vend i ulët, gropore. *Depre-sion tektonik (malor). Depresion i thellë.*

2. *spec.* Rënia e presionit; presion i ulët. *Depresion barometrik. meteor,* rënia e presionit atmosferik. *Ka depresion në lartësitë e mëdha. meteor.*

3. *mjek.* Gjendje shpirtërore patologjike e njeriut, që shfaqet me një lodhje të përgjithshme, me do-bësimin e guximit e të vetëveprimit, rënie shpirtërore. *Depresion moral (shpirtëror). Depresion mendor (psi-kik). Depresion nervor* krizë nervore. *Gjendje depre-sioni. Pati një depresion.*

4. *fig. ekon.* Rënie e ndjeshme a amulli e përgjithshme në jetën ekonomike e shoqerore të një vendi ose në një degë të ekonomisë. *Depresion ekonomik (financiar). Depresion ndërkombëtar. Depresion i forte (i thellë). Depresion në tregti.*

DEPUTET,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Përfaqësues i popullit në Kuvendin Popullor të Republikës Po-pullore Socialiste të Shqipërisë, i zgjedhur me votim të përgjithshëm, të barabartë, të drejtpërdrejtë e të fshehtë, i cili ka për detyrë t'u shërbejë me ndërgjegje e besnikëri interesave të popullit, çështjes së Atdheut e të socializmit, të mbajë lidhje të ngushta me zgje-dhësit e të jape llogari përpara tyre. *Deputet i Ku-vendit Popullor të RPSSh. Deputet i popullit. Deputeti i zones... Mandati i deputetit. Takim me deputetin. Është kandidat për deputet. U zgjodh deputet.*

2. Përfaqësues i një numri të caktuar zgjedhësish në organin më të lartë të pushtetit shtetëror të një vendi borgjez a revizionist, anëtar i parlamentit, i asamblesë kombëtare etj. *Deputetët komunistë. Dho-ma e deputetëve.*

DEPUTETE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DE-PUTET,~I. *Deputete e Kuvendit Popullor. U zgjodh deputete.*

DERDIMEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mospë,rf.* 1. Njeri i trashë nga mendja, torollak, leshko; teveqel. *Mos i fol atij derdimeni! Lëre, derdimenin! Ku e çon mushka derdimenin.*

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Ka një burrë derdimen.*

DERDIMENE,~IA . *sh.* ~E, ~ET *mospërf. Fem. e* DERDIMEN,~I.

DERDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Zbraz një lëng a diçka të imët nga një enë, nga një thes etj., duke e kthyer enën përmbys ose duke e shkundur me force

në mënyrë që lëngu a lënda tjetër të bjerë vetë; hedh a flak diku atë ç'lca brenda një enë; zbraz. *Derdhi vajin (ujin, qumështin, verën, rakinë). Derdh betonin (llaçin). Derdh miellin (sheqerin, grurin, orizin). Derdh plehrat. E derdhi shishen (pjatën, kovën, gotën). Derdh thesin (koshin, shportën). E derdhipërtokë (në dysheme). E derdhi padashur. Ngadalë, mos e derdhëshl*

2. *vet. veta HI.* Shkarkon, hedh; lëshon atë që për-mban (kryesisht ujin). *Lumi e derdh ujin në liqen. Derdh pesë metra kub në sekondë. Retë derdhën shiun (borën).*

3. Nxjerr nga brenda (nga sytë etj.) zakonisht diçka të lëngshme, qit jashtë; e bëj të rrjedhë jashtë. *Derdh lot* qaj me lot.

4. I var poshtë e i përhap, i lëshoj lirshëm; ia sjell sipas trupit, ia bëj të derdhur. *derdhi flokët mbi supe. Ia ka derdhur fustanin.*

5. edhe *fig.* Hedh me vrull e me shumicë mbi dike a mbi diçka, i lëshoj diçka; përhap rreth e rrotull. *Derdhi dritë mbi shesh. Trëndafilat derdhnin një erë të këndshme. Derdhën plumba mbi armikun. Derdhi vështrimin (shikimin) mbi të. E derdhi si lumë.*

6. *fig.* Nxjerr ç'kam brenda, shpreh me vrull dhe pa u përmbajtur një ndjenjë; zbraz. *E derdhi tërë gëzimin (dashurinë). E derdhi urrejtjen (zemërimin). E derdhi tërë vrerin (helmin). Derdhi një rrëke të sha-rash (mallkimesh). Derdhi një lumë fjalësh.*

7. *fig.* Vë të gjitha forcat e mundësitë e mia dhe nuk kursej asgjë për të bërë diçka a për të arritur një që-llim, shkrij. *Derdh aftësitë (talentin). Derdhi mundin. Derdhi tërë artin e tij.*

%. *tek.* Hedh në kallëp një metal a një lëndë tjetër të shkrirë për t'i dhënë një forme të caktuar; bëj një detal, një statujë etj., duke hedhur lëndë të shkrirë ne një kallëp të parapërgatitur. *Derdh gizë. Derdh një unazë. Derdh shkronja. Derdhnin armë. Derdhën pjesë këmbimi. E derdhën bustin (monumentin). E derdhën në bronz.*

9. *fin.* Jap një shumë të hollash në bankë, në arkën e kursimit etj. në emrin tim a të dikujt tjetër, paguaj. *Derdh një shumë në bankë (në arkën e kursimit). Derdhi para në fondin e kooperativës. Derdhën ndihmat e tyre*

10. *bised.* Shpenzoj pa kursim, harxhoj shumë, e lëshoj dorën, nuk kursej (kryesisht për para). *Ka derdhur para të madhe. E derdhte paranë lumë (me të dyja duart). E derdhi në dasmën e vajzës.*

11. *vet. veta III bised.* Shkrifëron (për token). *Ngrica e derdh token.*

12. *krahin.* Kaloj një sëmundje nga ato që zakonisht u bien fëmijëve. *E ka derdhur line (fruthin, kollën e mirë).*

*it* I derdhi (i vuri) balsam *shih te* BALSAM,-I. I derdhi barkun (zemrën) *dik ujt shih* I zbrazi (i hapi, i zbuloi) barkun *dikujt te* ZBRAZ. Derdh djersë (derdh djersën çurkë) punoj shumë e pa ukursyer. Ka derdhur gjakun ka luftuar me armë për një çështje të madhe, ka dhëne jetën. Derdb gjak vras a plagos rëndë dike. Derdh jargëtpër *diçka thjeshtligj.* i lëshon goia lëng dikujt për diçka, e lakmon shumë. Derdh lot qan; vajton; i vjen shumë keq, i dhemb zemra. Derdh mendtë nuk e ka mendjen në një vend, c shpërndan mendjen sa andej-këtej. Derdh tmtë lodhet sliumo duke menduar a duke u marrë me punë mendore. Ia derdhi trutë *dikujt thjeshtligj.* e vrau duke e që-lluar në kokë, ia hodhi trutë në erë. la derdht zorrët *dikujt thjeshtligj.* e vrau, duke e goditur me shpatë etj. në bark. Derdh (nxjerr, lëshon) mjaltë (sheqer) nga goja *shih te* MJALTË,~I. I derdh (i tret) plumb në go-jë (në grykë) e vras pa mëshirë, e asgjësoj (armikun).

DERDHAZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vërshim (i lumit, i përroit etj.). *Derdhazë ujërash* përmbytje.

DERDHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Rr jedh a del jashtë nga gryka ose nga një e çarë e një ene, e një thesi etj. dhe përhapet në tokë a mbi sipërfaqen e një sendi ose bie në një enë tjetër (për një lëng a për diçka të imët); zbrazet një enë, një thes etj. *U derdh uji (vaji, qumështi). U derdh mielli (sheqeri, orizi). Iu derdhën mollët (portokallet). U derdhën thasët. Iu derdh shporta. Po derdhet shishja. Derdhet pika-pika (nga-dalë, çurkë). Ç'është derdhur këtu? Ra e u derdh.*

2. *vet. veta HI.* Shkon e i derdh ujërat në det, në liqen etj.; *bised.* vërshon (për një lumë, një përrua etj.); bie shumë e me vrull (për shiun). *Derdhet shiu me shtamba (me rrëshekë). Shkumbini derdhet në de-tin Adriatik. Derdheshin lumenjtë e mbytnin fushat.*

3. *vet. veta III.* Varet poshtë e përhapet, lëshohet lirshëm; me vjen sipas trupit. *Flokët iu derdhën mbi supe. I derdhej fustani pas trupit.*
4. *vet. veta III.* Vjen e shtrihet, shpërndahet, përhapet (edhe *fig.). Drita u derdh mbi fshat. Errësira u derdh anembanë. Mjegulla u derdh nëpërfushë. Iu derdh një i kuq në fytyrë. Derdhej era e trëndafilave. Kënga u derdh valë-valë. U derdh anembanë gëzimi i popullit.*
5. *fig.* Dal e vërsulem në një drejtim të caktuar, vërshoj bashkë më të tjerë për diku; lëshohem përpara me vrull; nisem më të shpejtë e shkoj me vrull diku. *Populli u derdh nëpër rrugë. Demonstruesit u derdhën drejt sheshit. Korrëset u derdhën fushave. Partizanët u derdhën nga malet. U derdh nga Shkodra në Tiranë. U derdh përpara.*
6. I hidhem dikujt me rrëmbim për ta kapur, për ta përqafuar etj.; i lëshohem, i vërsulem, i turrem dikujt (edhe *fig.). Iu derdh në qafë. Fëmijët iu derdhën rtënës (mësueses). Partizanët iu derdhën armikut. Iu derdhën qentë (ujkut). Iu derdh më të shara (me ha-kërrima).*
7. *vet. veta HI bised.* Shkrifërohet e shkoqet (për token). *Toka iu derdh nëpër duar.*
8. *Pës. e* DERDH. *U derdh në bronz.*
•*k* Është derdhur gjak është bërë luftë e madhe e jaiië vrarë njerëz. U derdh kupa kaloi çdo masë e kufi, nuk mund të durohet me. Iu derdh si shirit *shih te* SHIRIT,~I. IU derdhën trutë *dikujt thjeshtligj.* mbeti në vend, vdiq (kur është goditur në kokë). Iu derdhën zorrët *thjeshtligj.* u Vra, ra i vdekur përtokë (kur është goditur në bark). U derdh gjaku pellg *shih te* PELLG,~U. Gjalpi në lakror derdhet (bie, mbetet) *fj. u. shih te* BIE i. U derdh vaji, s'mblidhet me *fj. u. shih te* VAJ,~Ii.
DERDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *spec.* 1. *tek.* Punëtor i jiërgatitur që derdh pjesë të makinerive, vegla, statuja etj.; specialist për derdhjen e metaleve. *Der-dhës gize (alumini, bronzi). Derdhës monumentesh.*
2. *fin.* Ai që derdh para në bankë, në arkën e kur-simit etj. *Nënshkrimi i derdhësit.*
DERDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DERDH, DER-DHEM. *Derdhje e lire. Derdhja e ujit. Derdhja e thasëve. Derdhja e shkronjave. Derdhja e parave në bankë.*
2. Vendi ku derdhet një përrua, një lumë etj. në det, në liqen etj., grykëderdhje. *E ka derdhjen në del (në liqen). Nga derdhja e Vjosës deri te derdhja e Shkumbinit.*
3. *tek.* Mënyrë që përdoret për të derdhur nëpër forma a nëpër kallëpe pjesë të makinerive, vegla tëndryshme etj. *Derdhje e përsosur. Reparti i derdhjes.*
DERDHUR (i, e) *mb.* 1. *tek.* Që është përgatitur duke e derdhur në forma a në kallëpe të caktuara. *Pjesë (këmbimi) të derdhura.*
2. *kryes. sh. fig.* Që është i varur poshtë e i përhapur a i lëshuar lirshëm; që vjen sipas trupit. *Ka flokë të derdhur. Rrobat i rrinë të derdhura.*
3. *fig.* Që ka forma të rregullta e të hijshme, i drejtë, i hajthëm e i bukur. *Me trup (me shtat) të derdhur. Me këmbë (me llërë) të derdhura.*
4. *fig. bised.* I shpërndarë, i përhapur. *Fshat i derdhur. Me shtëpi të derdhura.*
5. *fin.* Që është derdhur në një bankë, në një arkë kursimi etj. (për një shumë të hollash a për diçka tjetër me vlerë). *Shuma e derdhur. Kuota e derdhur.*
6. *bised.* E shkrifët (për token). *Tokë e derdhur.*
DEREBË,~U *m. sh.* ~J, ~JTË *hist.* Sundimtar feudal që kishte për detyrë të siguronte rrugët nëpër trevat malore dhe që me vonë u be çifligar i pasur (gjatë sundimit osman).
DERË,~A. *sh.* DYER, DYERT. 1. Vend i hapur në murin e një ndërtese, të një dhome etj., që shërben për të hyrë e për të dale dhe që mbyllet me kanat a me diçka tjetër; kanati që mbyll këtë vend të hapur; hyrje. *Derë e ngushtë (e gjerë, e lartë, e ulët). Derë e hapur (e çelur, e mbyllur, e kyçur). Derë e jashtme (e brendshme, e fshehtë). Derë druri (hekuri, xhami). Dera e shtëpisë (e dhomës, e sallës, e zyrës). Dera e kopshtit. Dera e oborrit (e udhës)* porta. *Pragu i derës. Kanati (kapaku) i derës. Doreza e derës. Kyçi (çelësi) i derës. Vë (vendos) dyert. Hap (mbyll, kyç) derën. Shkallmoi (theu) derën. Përplasi derën. Trokiti në derë. I ra derës. Rri (fshihet, përgjon) prapa derës. E vunë rojë te dera. S"ka derë. I bëri (i hapi) një derë. E la derën hapur. E gjeti derën mbyllur.*
2. Vend i hapur në një mjet transports në një aparat, në një orendi etj., që shërben për të hyrë e për të dale ose për të futur e për të nxjerrë diçka dhe që zakonisht mbyllet me kanat a me kapak; kanati a kapaku që mbyll këtë vend të hapur. *Dera e auto-busit (e vagonit). Dera e furrës. Dera e dollapit. Dera e sobës. Dera e kafazit. Dera e frigoriferit.*
3. *fig. bised.* Familja, shtëpia; fisi. *Derë e mirë (e dëgjuar, e madhe, e fisme, e pare). Derë e huaj. Derë pushke. Derë trimash. Dera e babait. I vajti në derë. Nga një njeri për derë. Punonte dyerve të botës. Ua heq dera trimërinë* e kanë për fis trimërinë. *Mbeti në derë të prindërve* nuk është martuar (për vajzat, kur u kaion koha). *E nxori nga dera (vajzën)* e martoi. *Erdhi me derë pas* erdhi më të gjithë njerëzit e vet pa përjashtim.
4. *fig. bised.* Rrugëdalje, zgjidhje. *E ka një derë. S'kishte derë tjetër. S?i gjejnë dot derë kësaj pune. Nuk ka shtëpi pa derë. fj.u.* në çdo rast mund të gjen-det një rrugëdalje, s'ka punë që nuk zgjidhet.
•*k* I fiku derën i bëri dëm shumë të madh, e mori me qafë; e la të shkretë, e la pa njeri. Ia ferrosi derën (shtëpinë) *dikujt shih te* FERROS. Gëzim për derë*iron,* diçka që me ndodh mua sot, mund të të ndodhë edhe ty nesër. Hap (çel) dyert *shih te* HAP. I hapi (i çeli) derën (dyert, portën) *shih te* HAP. Iu hap (in çel) dera *dikujt shih te* HAPEM. T'u haptë dera! *shak. shih te* HAPEM. Me dyer të bapura *shih te* HA-PUR (i, e). Na e harroi derën (shtëpinë) nuk na vjen me dikush në shtëpi. S'të hiqet nga dera *dikush* vjen shpesh e të mërzit, s'të ndahet. Në derë të hnaj *shih te* HUAJ (i, e). E humbi derën *shih te* HUMB. Është (ka ardhur, e kam) në derë (te dera, prapa derës, në prag të derës) është fare pranë, zëre se ka ardhur. la la në derë *dikujj* a) ia ngarkoi atij përgjegjësinë për një punë ose për një gabim a faj; b) i bëri një të keqe, e turpëroi dhe iku. Matu në derë! *mospërf.* largohu prej këtej!, thyej qafën!, qërohu! Me mbeti (me ngeli) në derë a) *dikush* me është qepur për një punë a për diçka tjetër, nuk me ndahet; me vjen ore e cast; b) *diçka* me mbeti përgjithnjë si barrë, s'më hiqet. I mbiu në derë *keq. shih te* MBIN. Ia ka mbyllur derën *dikujt shih te* MBYLL. Ia mbylli derën *dikujt shih te* MBYLL. I mbyll dyert *diçkaje shih te* MBYLL. E mbylli derën (shtëpinë) *shih te* MBYLL. I mbyll derën (portën, shtegun, rrugën) *dikujt a diçkaje shih te* MBYLL. Iu mbyll dera (shtë-pia) *shih te* MBYLLEM. Me dyer të mbyllura *shih te* MBYLLUR (i,

e). Iu nxi dera e gjeti një e keqe e madhe, i ra një fatkeqësi e rëndë në fa-mil je. E preva derën *e dikujt shih te* PRES i. I pres derën *d ikujt shih te* PRES i. Shikon derën (portën) *shih te* SHIKOJ. Nuk ia ka shkelur derën (pragun) *shih te* SHKEL *g.* Nuk ia kam parë derën *dik uj t* nuk kam qenë kurrë në shtëpinë e tij, nuk e di fare se ku banon dhe si jeton. Të shuan derën (binanë, pishën) *shih te* SHUAJ. Iu shua dera u shkatë-rrua krejt, mbaroi me gjithçka; u fik, I tregoi derën *dikujt* e përzuri, e nxori jashtë. I trokas në derë *dikujt* i drejtohem për të me ndihmuar, për të me plo-tësuar një kërkesë, për të me kryer një punë etj.; i kërkoj diçka, i lutem për diçka. Troket në derë *diç-k a shih tek* TROKAS. Tund (luan) derën *mospërf.* nuk bën asnjë punë, rri fare pa punë; merret me gjëra të kota, bën sikur punon. I thau derën ia zhduku gjithë njerëzit e familjes a fëmijët, e la pa njeri, e la të shkretë, i mbylli derën, i shoi pragun. Dera e vogël *euf.* nevoj-torja. I zuri derën *dikujt* i shkoi dikujt në shtëpi pa e ftuar e pa dëshirën e tij; e mërziti dhe e rëndoi dike duke i vajtur shpesh në shtëpi a në zyrë, kur ai nuk e do një gjë të tillë. Banojnë derë me derë ba-nojnë shumë afër, janë pranë e pranë me shtëpi. Është bërë për në plasë të derës *shih te* PLASË,~A. për çdo derë (për çdo shteg) ka një lesë *shih te* LESË, ~A i. Është daulle për derë *diçka shih te* DAULLE, ~JA. Hap e mbyll derën hap e mbyll dollapin. I ho-dhi (i vuri) rezen derës (shtëpisë) *shih te* REZE,~JA. E ka derën hapur (çelur) *shih te* HAPUR. I ka këndu-ar qyqja në derë *shih te* QYQE,~JA. Kërkoi derë e ferrë kërkoi gjithkund, s'la vend. Ia la kopilin (doçin, dobiçin) në derë (në prehër) *thjeshtligj. shih te* KO-PIL,~I. Ia Ia turpin (koren) te dera *shih tek* TURP, ~I. Ma la peshqesh në derë ma hodhi mua, ma ngarkoi (për dike a për diçka që nuk e duam). E mban derën hapur (çelur) *shih te* HAPUR. I mbiftë ferra në derë! *mallk. shih te* FERRË,~A. Ia mbylli derën me ferra *shih te* FERRË,~A. Politika e dyerve (e por-tave) të hapura *shih te* POLITIKË,~A j. Pyll në prag të derës *shih te* PYLL,~I. Shkon derë me derë shkon sa te njëri te tjetri, nga një familje në tjetrën, shkon shtëpi me shtëpi. Shpërtheu një derë (një portë) të ha-
pur *shih te* HAPUR (i, e). I shtiu (i vuri) krahët derës (murit) *shih te* SHTIE. Troket në derë (në portë) të hapur *shih te* HAPUR (i, e). Troket në derën (në portën) e shurdhit *shih te* SHURDH,~I. Po troket në derën tënde *iron, për* ty po flasin, për ty është f jala (i thuhet dikujt që bën sikur nuk merr vesh që po flitet për të). Iu thye qerrja në derë *shih te* QERRE,~JA. I vurl ferrën derës (shtëpisë) *shih te* FERRË,~A. I erdhi vera te dera *shih te* VERË,~A i. Ia zuri këmbët me derë e përcolli shpejt e shpejt, thuajse e përzuri (për dike që e përzë tjetrin nga shtëpia ose nga zyra, sepse nuk e do etj.). Ia ka zënë kokën me derë *shih te* ZË. I bie pragut të dëgjojë dera *shih te* PRAG,~U. I flas derës të dëgjojë qilari *shih te* FLAS. Po i nape derën, të rrëmben shtëpinë thuhet për dike që kur i bën një lëshim a një të mirë të vogël, të kërkon një gjë më të madhe, po i dhe gishtin të rrëmben dorën. Hyri nS këtë derë, doli në atë derë nuk mori vesh se ç'u b3, nuk kuptoi asgjë. Është me afër dera se qilari *fj. u.* thuhet me ironi kur dikush sheh më parë interesin vetjak a të rrethit të tij të ngushtë, pastaj atë të për-gjithshmin. Dy Kamberë në një derë *vjet.* dy të mira ose dy të këqija në të njëjtën kohë a në te njëjtin vend; *mospërf.* dy a me shumë njerëz të pazotë në një vend. Lyp për derë e ndan për shpirt është shumë bujar, edhe atë që e lyp e ndan më të tjerët. Ia mbylli derën përpara hundës *shih te* HUNDË,~A. Ia përplasi derën në fytyrë *shih te* FYTYRË,~A. Mbyll dymbëdhjetë dyer me një shul *shih te* SHUL,~I. E nxorën nga dera, hyri nga deriçka (nga dritarja) e dëbuan dike a e ho-dhën poshtë diçka botërisht, por u rikthye përsëri pa rënë në sy duke përdorur dredhi a mënyra të stër-holluara. E pafsha në (nëpër) dyert e botës (dyerve të botës)! *mallk.* e pafsha duke lypur! Po dëgjove daullen, dasmën e ke te dera (prapa) *shih te* DAULLE,~JA. Është nga ata (nga ato) që çelin njëqind (dyzet) dyer në ditë *keq. shih te* ÇEL. Këtej të pi verën, andej të shan derën *shih te* PI. E drejta i ka pemët te dera *fj. u. shih te* DREJTË,~A (e) $_6$.

DERËBABË,~A . Shtëpia e prindërve, dera e babait (për grate e martuara). *E la derëbabën* u martua, shkoi nuse. *Shkoi në derëbabë.*

DERËBABËSHUAR *mb.* Që nuk i ka mbetur njeri i gjallë në shtëpinë e prindërve, që i është shuar dera e babait (për gruan e martuar).

DERËBARDHË *mb.* 1. Që është a që qoftë i lumtur e i gëzuar së bashku me tërë njerëzit e shtëpisë. *Derë-bardhibaba (vëlla).*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Mos u mendo kaq, o derëbardhë! Ç'erdhe kaq shpejt, moj derëbardhë! E ku ta di unë, o derëbardhë! Ç'u be, derëbardhi?!*

DERËÇELUR *mb.* Derëhapur. *Ata janë derëçelur. Qofshi derëçelur! ur.*

DERËHAPUR *mb.* 1. Që e ka shtëpinë gjithnjë të hapur për miqtë, mikpritës, i pritur, derëçelur; *kund.* derëmbyllur. *Shqiptari është derëhapur për miqtë.*

*1. përd. ndajf.* Me përzemërsi, si mik të shtëpisë. *E priti derëhapur.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Derë-hapuri derëmbyllur s'bëhet. fj. u.*

DERËKYÇUR *mb.* Derëmbyllur.

DERËMADH,~E *mb.* Që është i njohur e i dë-gjuar, që ka fituar emër të madh, që ka nam (për një fis, për një familje etj.); fisnik.DERËMBYLLUR *mb.* 1. Që e ka shtëpinë të mbyllur për miqtë, që nuk ështëmikpritës; *kund.* derëhapur.

2. Që ka mbetur fill i vetëm, që i është shuar fa-iriilja, që ka mbetur i shkretë a i mjerë; *si mallk.* që ill mbylltë dera, që mbettë pa njeri; derëshuar. *Një plaice derëmbyllur.*

3. *mospërf, bised.* Që nuk është i zoti të rregullojë dhe të mbajë mirë shtëpinë dhe vetveten; i plogët, i ngathët. *Kishte një burrë (një grua) derëmbyllur.*

4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Ç'e gjeti, derëmbyllurin! Ç'na bëri, derëmbylluri!*

DERËPRISHUR *mb.* Plëngprishës. *Djalë derë-prishur. Ç'pret nga derëprishuri?*

DERËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që rri te dera e ru;an shtëpinë; derëtar. *Pyeti derësin. 2.* Lypës, përderës.

DERËSHUAR *mb.* 1. Që nuk i ka mbetur asnjë njeri i afërt, që i janë shuar tërë njerëzit e familjes; *si mallk.* që iu shofshin të gjithë të afërmit, që mbettë pa njeri; derëmbyllur.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *U lodh derëshuari. Ç'bëre kështu, more derëshuar!*

DERËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Derës, portier. *E vunë derëtar.*

DERËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Derë e vogël; ka-paku që e mbyll këtë derë. *Derëza e furrës (e sobës). Derëza e kafazit (e zgjoit). I vuri (i hoqi) derëzën.*

DERËZl, ~ZEZË *mb.* 1. Që ka pasur shumë fatkeqësi të mëdha, që i ka rënë zia në shtëpi; i mjerë, i shkretë; *si mallk.* që qoftë fatkeq e i mjerë, që iu nxiftë jeta. *Derëziu baba! Nënat derëzeza! Derëzestë ata, ç'i gjeti!*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *S"kishirt faj, derëzestë. Kishte një vatër fëmijë, derëziu. Ik, o derëzi, ç'të duhet! Ç'bëre kështu, moj derëzezë?! Tu nxiftë jeta, o derëzi! mallk.*
DERGJEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Rri shtrirë ne shtrat për shkak të një sëmundjeje të rëndë, lëngoj në shtrat. *Dergjet në shtrat (në spital). U dergj për një kohë të gjatë. Dergjej i sëmurë rëndë. Dergjej pa ndjenja. Dergjet lehonë.*
2. edhe *keg.* Rri shtrirë e pa lëvizur në një vend për një kohë të gjatë; rri pa bërë asnjë punë; rri kot. *Dergjej tërë ditën në rroba. Dergjej në diell. Dergje-shin rrugëve. Dergjej pa punë.*
3. Rri dhe vuaj në burg a në internim; rroj e vuaj në tnërgim për një kohë të gjatë. *U dergj në burg (në internim, në dhe të huaj).*
4. *fig.* Rri ose jam për një kohë të gjatë në gjendje të keqe dhe asnjeri nuk kujdeset për mua; mbetem në mëshirën e fatit. *Populli dergjej në padije. Maki-neritë dergjeshin në shi e në diell.*
DERGJË,~A . 1. Sëmundje e gjatë dhe e rëndë që u bie frymorëve e bimëve; lëngatë. *Dergja e syve. Dergja e kafshëve. Dergja e bimëve (e pemëve, e rrë-njcve). Duhanit i ka rënë dergja. E ka dobësuar (e ka kvpiitur) dergja.*
*T. krahin.* Tuberkulozi. *Nuk vdesin me nga dergja.*
I)ERGJJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Gjendja sipas kuptimeve të foljes DERGJEM. *Dergjja e të sëmurit.*
*U ngrit nga dergjja.*
*2. shih* DERGJË,~Ai. *Dergjje e gjatë (e rëndë).*
DERGJUR (i, e) *mb.* Që ka lënguar gjatë nga një sëmundje ose që ka vuajtur nëpër burgje dhe është ligështuar shumë nga trupi a nga shpirti; i dërrmuar, i vrarë trupërisht e shpirtërisht. *Është njeri i dergjur. Grua e dergjur* lehonë.
DERI. I. *parafj.* 1. Përdoret me një ndajfolje vendi për të treguar cakun e lëvizjes së dikujt a të diçkaje, kufirin e fundit ku arrin dikush a diçka, vendin a pi-kën e fundit ku vete a shtrihet diçka. *Deri këtu. Deri aty. Deri jashtë. Deri brenda. Deri lart. Deri poshtë. Deri ku do të shkojmë? Nga lart deri poshtë.*
*2.* Përdoret me një ndajfolje kohe ose me një emit në rasën kallëzore (të prirë ose jo nga një numëror themelor), për të treguar cakun kohor kur kryhet një veprim, çastin e fundit kur mbaron diçka a kohën sa zgjat një punë, një veprim etj. *Deri sot. Deri nesër. Deri dje. Deri tani. Deri vonë. Deri atëherë. Deri dy ore me pare. Deri tre vjet të shkuara. Deri kohët e fundit. Deri orën (minutën) e fundit. Deri natën vonë. Deri ditët e para të muajit. Deri atë kohë. Deri kur do tëtëpres?*
3. Përdoret me një numëror themelor ose me një përemër që tregon masë a sasi të pacaktuar, për të shë-nuar kufirin e fundit të madhësisë ose të sasisë së sen-deve, frymorëve etj. *Bari arrinte deri një meter. Kishte deri dy metra bore. Deri sa ke arritur të bësh?*
*4. përd. pj.* Përdoret bashkë me parafjalet në, mi, mbi, nën, te(k), ndaj etj. dhe formon me to lokucione që së bashku me emrat e ndajfoljet tregojnë cakun më të tejmë të një vendi a të një kohe ose shkallën më të tejme në të cilën arrin një vfiprim a një gjendje. *Shkoi deri në Tiranë. U përkul deri në tokë. Epreu deri në rrëzë. Duron deri në gjashtë mua]. Bari ishte deri në gju. Deri në mëngjes. I vendosur deri në fund. Besnik deri në vdekje. I kërkoi llogari deri në një (në pikën efundit). I shfrytëzonin deri nëpalcë. I armatosur deri në dhëmbë. Deri me sot. Deri mbi çati. Arriti deri nën dritare. Deri te porta. Nga peri deri te gjilpëra. Deri ndaj të gdhirë. Shkoi deri te ministri.*
5. *përd. pj.* Përdoret përpara parafjalëve nS (me) e në bashkëvajtje me parafjalën nga dhe formon me to lokucionin lidhëzor nga... deri në (me), që, së bashku me emrat, tregon kufijtë e një periudhe të caktuar kohe ose caqet e një vendi, të një hapësire a largese. *Nga mëngjesi deri në darkë. Nga shtata deri me dymbëdhjetë. Nga Tirana deri në Elbasan.*
*6. përd. pj.* Përdoret bashkë me lidhëzat ku a kur dhe formon me to lokucione që shërbejnë për të li-dhur fjali të varura, të cilat shprehin marrëdhënie vendore a kohore. *E përcolli deri ku fillonte rruga. Eprita deri kur mbaroi.*
II. *pj.* Përdoret për të përforcuar a për të theksuar edhe me shumë kuptimin e fjalës, më të cilën lidhet; edhe, bile. *Erdhën deri pleqtë. Kishin marrë deri fë-mijët e kopshtit. Tregon kujdes deri për vogëlsira të pancvojshme.*
*it* Deri diku *shih te* DIKU.
DERIATiIllfiRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka
ndodhur a që cshtë zhvilluar deri në atë kohë të cilën e marrim si të ditur, që i përket kohës, para çastit për të cilin bcjmë fjalë. *Veprimet e deriatëhershme. Lufla e dcrintehershme. Të dhënat e deriatëhershme. Gjendja r deriatëhershme.*
DERIÇKII,—A . *sh.* ~A, ~AT. Derë e vogëlzakonisht në pjesën e prapmc të shtëpisë ose në gar-dhin e kopshtit. *Deriçkë e fshehti. Deriçka e kopshtit (e bahçes). Deriçka e oborrit. Iku nga deriçka.*
•*k* Hyri (doli) nga deriçka hyri (doli) fshehurazi. E nxorën nga dera, hyri nga deriçka (nga dritarja) *shih te* DERË,~A.
DERIDJESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka qenë, ka ndodhur a është zhvilluar deri dje, që i përket kohës para ditës së djeshme; që ka qenë i tillë deri disa kohë më parë ose deri kohët e fundit. *Të dhënat e deridjeshme. Miku (shoku) i deridjeshëm.*
DERIKËTUSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që yjen deri në vendin ku jemi. që është deri këtu. *Hapësira t derikëtushme.*
2. Që ka ndodhur deri në kohën kur flitet; i deri-tanishëm. *Shembujt e derikëtushëm. Tregimi i deri-këtushëm.*
DERISA *lidh.* 1. Përdoret në fillim të një fjalie të varur kohore, që tregon vazhdimin e veprimit deri në një kohë të caktuar ose përcakton cakun kohor më të fundit të veprimit. *Punoi derisa u err. E kërkuan derisa e gjetën. Ndenji derisa u shërua. Luftuam derisa e çli-ruam vendin. Nuk do la harroj derisa të jem gjallë.*
2. Përdoret në fillim të një fjalie të varur, e cila tregon shkakun a pasojën e asaj që thuhet në fjalinë kryesore ose arsyeton me force përfundimin e shprehur nga fjalia kryesore; përderisa. *Derisa e merr vetë përsipër, përse të mos e lejojmë? Derisa s'pranon të vijë, i ka mbetur qejfi. S"ke si bën ndryshe, derisa ke dhënë fjalën. Derisa populli e zgjodhi, kishte besim tek ai.*
DERJSOTËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka qenë, ka ndodhur, është bërë a zhvilluar deri në ditën kur fla-sim ose deri në

ditët tona; që është arritur, grumbu-Uuar, ndjekur etj. deri me sot; i deritanishëm. *Puna (veprimtaria) e derisotme. Përpjekjet (kërkimet, stu-dimet) e derisotme. Zhvillimi i derisotëm. Përvoja e derisotme. Lufta e derisotme. Rruga e derisotme.*

DERISOTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I derisotëm.

DERITANISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka qenë, ka ndodhur, është bërë a zhvilluar deri në çastin kur flasim ose deri në ditët tona; që është arritur, grumbu-Huar, ndjekur etj. deri tani. *Periudha e deritanishme. Puna (veprimtaria) e deritanishme. Arritjet (përfun-dimet) e deritanishme. Përvoja e deritanishme. Qën-drimi i deritanishëm. Të dhënat e deritanishme.*

DERITASHËM (i), ~ME (e) *mb.* I deritanishëm.

DERMAN,~I m. *sh.* ~E, ~ET *bised.* Mjet shë-rimi, shërim; mjet shpëtimi, shpëtim (edhe *fig.);* rrugë zgjidhjeje. *S"i gjendet dermani. Do t'ia gjejmë dermanin. S"ka derman. Gjeti derman me atë ilaç.*

•*k* Pa derman medoemos, patjetër, bën s'bën. As-nj8 për derman fare, hiç. I bëj derman *dikujt shih te* BËJ. S'ka derman është e pamundur.

DERMATOLOG,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Mjek për sëmundjet e lëkurës, specialist në dermatologji.

DERMATOLOGJI,~A . Degë e mjekësisë që merret me studimin dhe me shërimin e sëmundjeve të lëkurës.

DERMATOLOGJIK,~E *mb. mjek.* Që ka të bëjë me dermatologjinë, që i përket dermatologjisë, i dermatologjisë. *Klinika dermatologjike.*

DERT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Brengë, shqe-tësim, hall; gajle, merak. *Dertet e zemrës (e dashurisë). Jetë plot derte. I tregoi dertet. Shfreu dertin. E kishte edhe një dert. Mos ki dertt* mos u bëj merak!

• Bëj dert *shih te* BËJ. S'kam dert për *dike* nuk dua t'ia di për dike, s'pyes fare, s'bëhem merak për të.

DERTIM,~I *m. zakon. sh.* ~E, ~ET. Halle, derte. *E çonin jetën me dertime.*

DERTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* Flas me dike për një hall, i qaj hallin; ankohem, qahem.

DERVEN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Grykë mali. *Zunë dervenin. I bënë pritë në një derven.*

2. Rrugë e gjerë, rrugë kryesore jashtë qytetit. *Ecnin (shkonin) dervenit.*

3. *krahin.* Shul, që vendoset në pjesën e pasme të tezgjahut për ta mbajtur pëlhurën të shtrirë. *Shtrën-gon dervenin. Derveni nuk luan.*

DERVlSH,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *fet.* Murg i sektit bektashian, që jeton e kryen shërbime fetare në një teqe (në vendet ku vepron feja myslimane; në të kaluarën edhe në Shqipëri). Si *xhybja (si mjekra) e dervishit. Është bërë si dervish* nuk është rruar e nuk është qethur prej kohësh, i është rritur mjekra shumë.

2. *krahin.* Dordolec. *Vuri një dervish në are.*

3. *bot.* Lloj kërpudhe me bisht të gjatë e me kësulë të bardhë.

4. *zool., krahin.* Çafkëlore. *Fluturonin dervishët.*

5. *krahin.* Lloj misri me shumë mustaqe në kalli.

• Hutë derrlshi *shih te* HUTË,~A u. Z o g u dervish *zool. shih te* ZOG,~U.

DERR,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Kafshë shtëpiake me trup e me qafë të trashë, me këmbë të shkurtra e me turi të zgjatur, që rritet për t'i marrë mishin, dhjamin e kreshtën; mashkulli i kësaj kafshe. *Derr i bardhë (i zi). Derr i egër* derr me kreshtë të murrme, që jeton në tufë nëpër pyje. *Derr pylli* derr i egër. *Mish (dhjamë) derri. Qime (kreshtë, lëkurë, kofshë, kokë, këmbë, bërxolla) derri. Fermë (thark) derrash. Ritës (bari) derrash. Fruthi i derrave. veter. Tifoja e derrave. veter. Ushqim për derrat. Ruan derrat. Është bërë sa një derr. Ha si derr. E ka kokën sa të derrit. Zhgërryhet (gërrhin) si derr.*

*2.* Mishi i kësaj kafshe, që përdoret për ushqim; cope mishi nga kjo kafshe (e zier, e pjekur etj.)- *Derr* i *skuqur (i pjekur, i tymosur).*

3. *fig. bised., keq.* Njeri shumë i trashë dhe i maj-mur; njeri që nuk e mban veten paster; njeri i trashë nga mendja e kokëfortë; njeri i ndyrë e i keq, mas-kara. *Gjithë ai derr. Derr me zile* njeri shumë i trashë nga mendja e i neveritshëm. *Si nuk e kupton, derri. Bjeri, derrit I*

4. *fig. bised.* Njeri shumë këmbëngulës, i forte e kryeneç. *S"do t'ia dijë fare, derri!*

5. *përd. mb. bised.* Shumë i madh; shumë i rëndë; alamet, goxha. *Një derr lopate. Një derr shkëmbi. Një derr hunde. Një derr vape. Derr pune.*

U be derr u mërzit shumë, plasi nga mërzia. M'u be derr *dik ush a diçka* m'uneverit, s'eshoh dot me sy. Iu be shpirti derr (gomar) u mërzit shumë nga dikush a nga diçka, s'e duron dot me. Çorbë derri *shih te* ÇORBE,~A. Derr në thes *keq. shih te* THES,~I.Si derri (si pata) në gjetkëz *shih te* GJETKËZ,~A. Si derri në thark shumë i mërzitur. Jetë derrash jetë e rëndë, jetë e ndyrë. Është kripë derri *shih te* KRIPË, ^f-A. Mëlçi (zorrë) derri diçka pa ndonjë vlerë të ma-dhe, gjë që nuk përflllet. Pëlcet derri është shumë vapë, është vapë e padurueshme. Pëlcet derrin *d i • k u sh a diçka* të fryn e te zemëron pa masë; të mërzit shumë. Punon si derr punon shumë, i qepet e s'indahet punës, punon derrçe. Një qime derri *shih te* QIME,~JA. Stallë (thark) derrash *keq.* dhomë, sallë etj. e fëlliqur, e mbajtur shumë keq. Derri do plumb *fj. u.* armiku duhet asgjësuar me mënyra e me mjete të forta, nuk ka mëshirë për armikun; e keqja duhet zhdukur menjëherë e me rrënjë. Nuk ka pyil pa derra *fj. u.* bashkë më të mirat do të gjesh edhe ndonjë gjë të keqe; s'janë të gjithë të mirë, midis shumë të mirëve ka edhe ndonjë të keq. Mori derr dosa *shih te* MARR 33. Shkul një qime nga një derr (shkul një gur nga një mur) *shih te* SHKUL. I thotë (i thërret) derrit dajë *thjeshtligj. shih te* DAJË, ~A. Kur të hipë derri (gomari) në fik (në majë të fiknt) *thjeshtligj. shih te* GOMAR,~I. Hyn derri e dosa *keq.* hyn e del gjithkush si në një shtëpi pa zot, është han me shtatë porta. Të gjithë derrat një turi kanë *fj. u.* njerëzit e këqij të gjithë njëlloj janë, pavarësisht nga ndonjë dallim i vogël midis tyre. Nuk fshihet derri në thes *fj. u.* nuk mund të fshihet a të mbulohet e vërteta. Ku di derri këmborë *mospërf.* thuhet për dike që nuk merr vesh nga një pune a nuk kupton dot përse bëhet f jalë ose për dike që nuk di të vlerësojë diçka të mirë; ku di dhia ç'është tagjia. Vath i flo-rinjtë në vesh të derrit *shih te* FLORINJTË (i, e). Bar derri *bot. shih te* BAR,~I1. Bukë derri *bot. shih te* BUKË,~A. Kërpudhë derri *bot. shih te* KËRPUDHË,~A. L u l e derri *bot. shih te* LULE,~JA. S h i r i t i i derrit *veter., mjek. shih te* SHIRIT,~I 3.

*DERR DETI zool.* Gjitar mishngrënës që jeton në det, me i vogël se delfini, me një feçkë të gjerë e të rrumbullakët dhe me fletë trekëndëshe.

DERRAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që man derrat, bari derrash. *Derrari i kooperativës.*

DERRÇE *ndajf. bised.* 1. më të gjitha forcat e mundësitë, pa u kursyer; me vrull të madh, me këmbë-ngulje të madhe, pa iu ndarë punës; trimërisht. *Punon derrçe. Studion derrçe. Luftuan derrçe.*
2. Me ashpërsi, keqas, rëndë. *E rrahu derrçe.*
DERRE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Grua a vajzë trime dhe e palodhur në punë, grua a vajzë që nuk trembet nga vështirësitë e nga pengesat.
2. *keq.* Grua a vajzë kokëfortë.
3. Grua a vajzë shumë e shëndoshë.
4. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Grua dene.* DERRËRI,~A 1. *përmb.* Tërësia e derrave, derrat. 2. Kokëfortësi.
DERRËRISHT *ndajf.* 1. Derrçe.
2. Pa kujdes, si derr. *Hante (flinte) derrërisht.*
DERRKUC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I vogli i doses, gic. *Mish derrkuci. Therën (poqën) një derrkuc.*
• *DERRKUC INDIE zool.* Kafshë e vogël brejtëse me lëkurë të lëmuar e me veshë të rrumbullakët, që e ka prejardhjen nga Amerika e Jugut.
DESANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Trupa të po-
saçmc, që zbarkojnë nga deti a nga ajri në prapavijat e kundërshtarit për të kryer veprime të caktuara luf-tarake. *Desant ajror (detar). Desant parashutistësh (tankistësh). Hodhën një desant. Asgjësimi i desantit armik.*
DESPOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Sundimtar me pushtet absolut e të pakufizuar (në monarkitë skllavopronare të Lindjes së Lashtë); sundimtar feudal, në një krahinë të caktuar, i cili varej nga mbreti a nga perandori dhe nuk qeveriste në bazë të Iigjeve, por yepronte në mënyrë arbitrare pa përfillur fare dëshirat e vullnetin e popullit; titull i lartë në hierar-kinë feudale; tiran.
2. *fig. libr., keq.* Tiran. *Ishte despot në familje.*
*3. Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit.
DESPOTAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *hist.* Shtet a krahinë që sundohej nga një despot. *Despotati i Epi-rit.*
DESPOTIK,~E *mb.* 1. Që lidhet me atë forme qe-verisjeje ku gjithë pushteti është në duart e një sun-dimtari absolut, që bazohet në despotizëm. *Regjim (sundim, shtet) despotik. Qeveri despotike.*
2. Tiranik, shtypës, arbitrar. *Metoda despotike. Sjellje despotike. Qëndrim despotik.*
DESPOTIZËM,~MI *m.* 1. *hist.* Forme qeveris-jeje që bazohej në sundimin e një monarku a të një njeriu të vetëm me pushtet të pakufizuar e absolut; tirani. *Despotizmi lindor (oriental).*
*2. libr.* Sundim arbitrar e i egër me anë të dhunës e të shtypjes; tirani. *Despotizmi ushtarak. Despotizmi carist (fashist).*
3. *fig. libr., keq.* Sjellje e qëndrim prej despoti, tirani.
DESTEMEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* 1. Sha-mi koke grash, lahuri. *Destemel i bardhë (i zi), Vë (lidh) destemelin.*
*2.* Shami xhepi.
DESH *pj. për* pak, gati, për një qime, mend (për-doret përpara foljeve që janë zakonisht në të kryerën e thjeshtë). *Desh ra. Desh u rrëzua. Desh e pësoi. Desh na iku për duarsh. Desh e vrau. Desh u mbyt.*
DESHIFRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DESHIFROJ, DESHIFRO-HET. *Deshifrimi i telegramit. Deshifrimi* 1 *dokumentit. Deshifrimi i hieroglifeve.*
DESHIFROHET. *Pës. e* DESHIFROJ.
DESHIFROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zbërthej e bëj të lexueshëm një tekst të shkruar me shifra; arrij të kuptoj shifrat dhe përmbajtjen e një teksti të tillë. *Deshifron radiogramin. Deshifroi informatat. E de-shifroi me shpejtësi.*
*2.* Arrij të lexoj e të kuptoj një tekst të shkruar me një alfabet të panjohur a me shenja të panjohura; e kthej në një gjuhë të njohur një tekst të tillë. *Deshifroi hieroglifet. Përpiqen të deshifrojnë mbishkrimet etruske.*
3. *bised.* Arrij të kuptoj diçka të shkruar me një shkrim shumë të keq a të palexueshëm; lexoj një shkrim të keq. *Mezi e deshifroi recetën (letrën).*
4. *fig. libr.* Zbërthej e kuptoj diçka të paqartë e të errët, të fshehtë a të ndërlikuar. *Mezi i deshifroi fjalët e tij.*DESHIFRUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që merret me deshifrimin e një teksti të shkruar me shifra; ai që deshifron një shkrim etj. *Deshifruesi i repartit.*
DESHIFRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të bëhet i lexueshëm dhe i kuptueshëm, që mund të deshiftohet. *Tehst i deshifrueshëm. Shkrime të deshi-frueshme.*
DET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Hapësirë shumë e madhe me ujë të kripur, që zakonisht është e rre-thuar me tokë jo nga të gjitha anët dhe që qëndron disi e veçuar; pjesa më e madhe e rruzullit tokësor, e mbuluar me ujë të kripur. *Deti Adriatik. Deti Jon. Deti Mesdhe. Deti i Kuq (i Zi, i Bardhë). Det i hapur (I mbyllur). Det i thellë (i cekët). Det i qetë (i trazuar. me dallgë). Det i keq* det me dallgë. *Sipërfaqja e detit. Bregu (fundi) i detit. Ujë (kripë, rërë) deti. Valët (dall-gët) e detit. Kafshë (bimë) deti. Mbi (nën) nivelin e detit. Deti është vaj* deti është shumë i qetë. *Deti ka dallgë. Çau (kapërceu) det in. Ra (a shtrua, u qetësua) deti. Rreh detet* udhëton nëpër dete. *Mori detin* shkoi diku larg duke udhëtuar nëpër det. *Lundron (noton) në det. Derdhet në det. E rreh deti. E zuri deti* i vjen për të vjellë km udhëton në det. *E hodhëm armikun në det* e përzumë, e detyiuam të ikte me det. *Në det të hapur* larg nga brigjet, thellë në det. *Buzë (pranë) detit. Përtej (matanë) detit. Nëpër det. Në tokë e në det. Ka (ka nisur të bëjë) det* deti është me dallgë.
2. Pjesë.e sipërfaqes së Hënës, që nuk e zënë a e zënë fare pak rrezet e Diellit dhe që duket nga Toka si një njollë e errët. *Detet e Hënës.*
3. Përdoret si gjymtyrë e dytë në disa emërtime të pathjeshta, të cilat shënojnë kafshë a bimë që rrojnë në ujëra të kripura. *Breshkë deti. zool. Dae deti. zool. Dallëndyshe deti. zool. Derr deti. zool. Elefant deti. zool. Elektrik deti. zool., bised. Gështenjë deti. zool. Guaskë (gocë) deti. Iriq deti. zool. Kali i detit. zool. Kandil deti. zool. Karkalec deti. zool. Lakër deti. bot. Lopë deti. zool. Luani i detit. zool. Plesht deti. zool. Qen deti. zool. Sallatë deti. bot. Trëndafil deti. zool.* 17*'deti. zool.*
4. *fig.* Shumicë e madhe njerëzish, sendesh etj.; hapësirë e madhe, e mbuluar a e mbushur me diçka, diçka e pamasë dhe e pafund. *Det njerëzish. Det dri-tash. Det lotësh (gjaku). Një det me grurë (me lule). Një det i tërë njerëzish. Në detin e luftës popullore. Në detin e lumturisë.*
5. *përd. ndajf.* Me shumicë, shumë, pa fund; plot e përplot. *U be gruri det. Rrjedh det. Ishte det ara me miser. Det është pazari.*
Det mbi det kudo, në çdo vend. U be det a) u mbush plot me ujë, u mbyt nga ujët, u përmbyt; u be qull, u lag krejt;

b) hëngri shumë, u dend, u zhdëp. U hapën detet (u bap deti) u hapën rrugët e lundrimit për të shkuar lirisht në vende të tjera nëpër det (thuhet zakonisht pas një lufte të gjatë, gjatë së cilës vaporët për udhëtarë nuk kryejnë lundrime). E mori deti (lumi) *shih te* LUMË,~I. As ne det, as n£ breg a) në asnjë vend, asgjëkundi; b) në një gjen-dje kur dikush s'di nga t'ia mbajë, as në qiell as në tokë. Lumë e det (për lumë e për det) *shih te* LUMË, ~I. Ujk deti a) detar i vjetër e me përvojë; njeri që është i regjur me vështirësitë e detit; b) njeri i regjur me Vështirësitë e jetës, njeri me përvojë të madhe në jetë që lufton e nuk u trembet pengesave. Na ndan një det (i tërë) a) jemi shumë larg njëri-tjetrit (në hapësirë); b) kemi mendime ose pikëpamje krejt të ndryshme;
kemi gjendje shoqërore e ekonomike krejt të ndryshme; jemi shumë larg. U be deti kos *shih te* KOS,~I. Kur të bëhet deti kos *iron, shih te* KOS,~I. Hedh fare në det (në ujë, në lumë, në shkëmb) *shih te* FARË,~A. Është në det të zi *shih te* ZI (i), ZEZË (e). E ka zemrën det është shumë zemërgjerë. Deti s'kalohet me këmbë *fj.u.* është e pamundur të bëhet. I fntet detit me këmbë *shih te* KËMBË,~A. Liria e detit të bapët *shih te* LI-RI,~A i. E mat detin me filxhan *shih te* FILXHAN,~I. Një pike ujë në det (në oqean) *shih tek* UJË,~I. Edhe po të jetë në fund të detit... sado larg qoftë, kudo që të jetë. U poq (a puq) qielli me detin *shih te* QIELL,~I. Di (njefa) zhurin e detit *shih te* ZHUR,~I. Ka zhurin e detit *shihte* ZHUR,~I. Është si tapa në shpinë të detit *keq. shih tek* TAPË,~A. Ngre kodra përmbi det *iron, shih te* KODËR, ~RA. Të fut në det (në ujë, në lumë, në pus) e të nxjerr pa u lagur *shih te* LAGEM. Shpëtoi nga lumi e ra në det *shih te* LUMË ~I. Ç'bën në det, e gjen në kripë ;. *u.* e keqja që kërkon t'i bësh tjetrit, do të vijë një ditë e do të të bjerë mbi kokë. S'matet deti me pëllëmbë *fj. u. shih te* PËLLËMBË,~A. Nuk soset (nuk thahet) deti me luge *fj.* u. thuhet kur diçka është e pamundur të bëhet, sepse mungojnë edhe mjetet më të domosdoshme. Peshku në det, tigani në *zyxnfj. u. iron, shih te* PESHK,~U. Dafinë deti *bot. shih te* DAFINË,~A. Dash deti *zool. shih te* DASH,~I. Ferrë deti *bot. shih te* FERRË,~A. Fik deti (frëngu) *bot. shih te* FIK,~U. G j e 1 deti *zool. shih te* GJEL,~I. Miser deti *bot. shih te* MISËR,~RI. Pishë deti *bot. shih te* PISHË,~A i. P u 1 ë d e 11 *zool. shih te* PULË,~A i. Qepë deti *bot. shih te* QEPË,~A. Shkumë deti *shih te* SHKUMË,~A.
DETAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tek.* Pjesë e veçantë e një makine a e një mekanizmi; secila nga pjesët përbërëse të një makine a të një mekanizmi. *Detale prerëse (lidhëse). Detal i ri (i përdorur). Detalet e makinës. Zëvendësimi (ndërrimi, prodhimi) i detaleve.*
DETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesëtar i ekuipa-zhit të një anijeje; ai që punon në anije; ai që merret me lundrime në det. *Detar i vjetër (i regjur). Jeta e detarit. Zakonet e detarëve.*
*2. usht.* Ai që kryen shërbimin ushtarak në flbtën detare ushtarake, marinar. *Detar i flotës ushtarake. Uniformë detari.*
DETAR,~E *mb. 1.* Që lidhet me detin, që i përket detit, i detit; që ndikohet nga deti; që vjen nga deti. *Hapësira detare. Kufiri detar. Port detar. Rrymat de-tare. Klimë detare* klimë e vendeve bregdetare, me la-gështirë dhe pa lëkundje të mëdha të temperatures.
2. Që rritet a që zhvillohet në det, që gjendet në det, i detit. *Kafshët detare. Bimësia detare.*
3. Që lidhet me lundrimin dhe me mjetet e lundrimit nëpër det, që ka të bëjë me detarinë, që i përket detarisë, i detarisë; që merret me detari; që lëviz a vepron nëpër dete, që bëhet me anë të detit a në det. *Mjetet detare. Transporti detar. Kantier detar. Agjenci (shoqëri) detare. Popull detar. E drejta detare. Forca (flota, artileria) detare. Njësi ushtarake detare. Bazë detare. Luftë (betejë) detare. Sulm detar. Sport detar.*
DETARl,~A . Mjeshtëria e detarit; mjeshtëria e lundrimit nëpër det. *Detaria Hire. Ligjet e detarisë. Zhvillimi i detarisë.*
DETASHMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *usht.* Re-part a nënrepart i përforcuar, që është ngarkuar me një detyrë të veçantë. *Detashment ushtarak (parti-zan). Detashment pararojë (anësor, ndjekës, ndëshki-mor). Detashmertti i kreut (i zbulimit). Detashmenti i punëtorëve. Formimi i detashment eve mbrojtëse.*
2. *fig.* Grup njerëzish i bashkuar e luftarak, që zhvillon një veprimtari a kryen një detyrë të rëndë-sishmc politiko-shoqërore. *Detashment luftarak. Detashment pararojë i klasës punëtore.*
DETEKTIV,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Agjent profe-sionist i policisë gjurmuesc ose agjent profesionist privat në vendet borgjeze, që ngarkohet të sqarojë rrethanat e një krimi të ndërlikuar dhe të zbulojë a të fshehë fajtorët, të gjurmojë dike sipas porosive c ihteresave të dikujt tjetër etj. *Detektiv privat. Film (roman) me detektivë.*
DETERMINlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pasues i determinizmit.
DETERMINIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me deter-minizmin, që mbështetet në determinizmin. *Filozofi deterministe. Pikëpamje deterministe.*
DETERMINIZËM,~MI *m. filoz.* Doktrinë sipas si cilës të gjitha dukuritë e ngjarjet kanë karakter ljgjësor e kushtëzohen nga lidhje shkakësore objekti-*ve. Determinizml materialist (dialektik). Determi-nizmi metafizik* determinizëm që pranon vetëm *do-*mosdoshmërinë në natyrë e në shoqëri dhe motion çdo rastësi. *Determinizmi gjeografik.*
DETORËS,~Im. *sh.* ~, ~IT *vjet. shih* DETY-RËS,~I.
DETYRË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Diçkaqëduhet bërë patjetër në përputhje me normat morale, poli-tike, juridike etj. të shoqërisë e me bind jet tona; punë që na caktohet nga dikush për ta kryer medoemos, ajo që na kërkohet të bëjmë një here a Vazhdimisht; qëllim që i vëmë vetes a që na del përparadhe që sy-nojmë ta arrijmë patjetër. *Detyrë morale (politike, patriotike, shtetërore, shoqërore, prindërore, bashkë-shortore). Detyrë kryesore (themelore, e madhe, fis-nike, e rëndësishme, e ngutshme, e posaçme, e vështirë). Detyra të ngjeshura. Detyrë strategjike (taktike). Detyrë vjetore. Detyrë partie. Detyrat e anëtarit të PPSh (e qytetarit të RPSSh). Detyrat e planit. Detyrat e ditës (e stinës). Detyrë me përgjegjësi. Ndjertja e detyrës. Zbërthimi i detyrave. Të drejtat dhe detyrat. Kryej (plotësoj, përballoj, tejkaloj) detyrën. Bëj detyrën time. I ngarkoj (i caktoj) dikujt një detyrë. Ia vë (ia shtroj, ia lë) si detyrë. I vë vetes si detyrë. E ndiej (e kam) për detyrë. U shmanget (u bën bis fit) detyrave. Është detyrë për të gjithë. Ra në krye të detyrës. Mbrojtja e Atdheut është detyrë mbi detyrat.*
2. Funksion shtetëror a shoqëror që i ngarkohet dikujt, shërbimi zyrtar që kryen rregullisht dikush. *Detyrë e lartë. Kryen detyrën e kryetarit (e ministrit, e sekretarit).*

*E emëruan (e caktuan) në një detyrë të re. Filloi nga detyra. E liruan (e shkarkuan. e pu-shuan) nga detyra. E ulën në detyrë.*
3. Ushtrime a punë të tjera që u caktohen nxënësve nga mësuesi ose studentëve nga profesori për t'i kryer në shkollë a në shtëpi. *Detyrë klase (shtëpie). Detyrat e aritmetikës (e gjuhës). Detyrë kontrolli. Detyrë me shkrim (me gojë). Fletorja e detyrave. U dha detyra. Bën (zgjidh) detyrat. Kontrolloi (ndreqi) dt-tyrat.*
4. *vjet.* Borxh; detyrim.
DETYRËS, ~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që i ka dikujt një borxh, borxhli.
DETYRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit 1 të foljeve DETYROJ, DETYROHEM. *Detyrim me force.*
. 2. Dhunë, force; shtrëngim. *Shkoi (erdhi) me detyrim. E mori me detyrim. Përdori detyrimin. Pa asnjë detyrim.*
3. Detyrë morale që ndiejmë ndaj një njeriu për një të mirë që na ka bërë, për shkak të lidhjeve e të marrëdhënieve që kemI më të etj.; diçka që duhet bërë a që duhet kryer patjetër në pajtim me ligjet e shtetit, me normat shoqërore, me rrethanat etj. *Detyrim shoqëror (familjar). Detyrimi shkollor (ushtarak). Ka shumë detyrime.*
4. Zotim që marrim ndaj dikujt a diçkaje, zako-nisht sipas një marrëveshjeje; para, prodhime, mall etj. që i duhen dhënë dikujt patjetër në bazë të një marrëveshjeje ose të një ligji a vendimi. *Detyrim ban-kar. Detyrim shtetëror. Detyrimet e shtetit. Detyrimi i mishit (i qumështit...). Fleta e detyrimit. J lane (i shlyen) detyrimet. Paguan detyrimin.*
5. *drejt.* Marrëveshje sipas së cilës një njeri, një ndërmarrje etj. detyrohet të jape ose të bëjë diçka në dobi të një njeriu a të një ndërmarrjeje tjetër. *E drejta e detyrimeve.*
*6.* Borxh.
DETYRIMISHT *ndajf. libr.* Me detyrim, në më-nyrë të detyrueshme; medoemos, patjetër. *Duhet ndjekur (kryer) detyrimisht.*
DETYROHEM *vetv. I.* Shtrëngohem të bëj një punë a diçka tjetër pa dëshirën time e pa vullnctin tim; me duhet të bëj diçka, jam i detyruar të bëj diçka. *Detyrohem të rri në shtrat. Detyrohem të bërtas (të hesht).*
*1. libr.* I jam mirënjohës dikujt për një të mirë që me ka bërë; ndiej një detyrim moral ndaj dikujt. *detyrohem atij për gjithçka.*
3. *vet. veto III libr.* Është bërë a është arritur me përpjekjet, me mundin a me kujdesin e dikujt. *Zbu-limi i vendburimit të ri u detyrohet gjeologëve tanë.*
*4.* I kam borxh dikujt. *Sa i detyrohesh atij?*
5. *Pës. e* DETYROJ i>2.
DETYROJ *kal,* ~OVA, ~OAR. 1. E shtrëngoj dike që të bëjë një punë a diçka tjetër pa dëshirën e pa vullnetin e vet. *E detyruan prindërit (vëllezërit). E detyruan rrethanat. E detyroi të fliste (të punonte, të mësonte). I detyruam të tërhiqeshin. S"më detyron askush.*
2. *vet. veta HI.* Ia vë dikujt si detyrim sipas një ligji a vendimi ose sipas një marrëveshjeje zyrtare. *Kontrata i detyron të dy palët. Ligji e detyron ma-rrësin...*
3. *libr.* I jam mirënjohës dikujt për një të mirë që me ka bërë, i kam borxh diçka të shtrenjtë; e quaj dike a diçka si shkak ose si burim të rëndësishëm a vendimtar për një gjendje që është arritur, për një punë që është kryer etj. *Të gjitha këto të mira ia defy rojmë Partite.* DETYRUAR (I, e) *mb.* I detyrueshëm. *Shërbim (arsim) i detyruar. Punë e detyruar. Ngarkesë e de-tyruar.*
DETYRUES,~E *mb.* 1. Që t8 shtrëngon të bësh diçka pa dëshirën e pa vullnetin tend. *Force (fuqi) detyruese. Masa detyruese.*
2. Që i ka një detyrim dikujt. *Pala detyrueie. Ndër-marrje detyruese.*
DETYROESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Q8 duhet bërë ose që duhet zbatuar patjetër, pa marrë para-sysh dëshirën ose vullnetin e dikujt; që është nj8 detytim ose shpreh një detyrim; që bëhet me detyrim a me force. *Arsim i detyrueshëm. Shërbim ushtarah i detyrueshëm. Kalim (drejtim) i detyrueshëm. Rregulla të detyrueshme. Punë e detyrueshme. Vendim i detyrueshëm. Ulje e detyrueshme e aeroplanit. Është e detyrueshme.*
DEVE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. *zool.* KafshS përty-pëse trupmadhe me këmbë të gjata, me qafë të gjatë e të përkulur, me kokë të vogël dhe me një gungë ose me dy gunga në kurriz, që përdoret në shkretëtira e në stepa të thata si kafshë ngarkesë. *Deve me një gungë (me dy gunga). Lesh (mish, qumësht) deveje. Karvan devesh.*
*2. bised.* Lesh i butë, i cilësisë së lartë, q8 merret nga kjo kafshë, lesh deveje. *Triko (fustan) deveje.*
•*k* E bën vezën deve i zmadhon shumë gjërat, e bën mizën buall.
DEVEDlSH,~E *mb.* Që i ka kokrrat të mëdha, kokërrmadh. *Shegë devedishe* shegë kokërrmadhe dhe shumë e ëmbël. *Grurë devedish* grurë kokërrmadh që jep miell shumë të bardhë, çaparoz.
DEVIACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shmangie nga parimet e marksizëm-leninizmit, largim nga vija e përgjithshme politike e një partie marksiste-leniniste; grup anëtarësh në gjirin e një partie marksiste-leniniste që shmangen nga vija e përgjithshme e kësaj partie dhe synojnë të bëhen një rrymë me vete. *Deviation i djathtë (i majtë). Deviation oportunist (anar-kist, socialdemokrat). Lufta kundër deviacioneve.*
DEVIATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shmanget nga parimet e marksizëm-leninizmit, ai që largohet nga vija e përgjithshme politike e një partie marksiste-leniniste. *Deviator i majtë (i djathtë).*
DEVIJlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *libr. shih* SHMA-NGIE,~A i_4. *Devijimi i lumit (i rrugës). Devijimi i predhës. Devijimi i gjilpërës magnetike. Devijim nga vija e Partisë. Këndi i devijimit. Kanali (tuneli) i de-vijimit. Bënë devijimin.*
2. *biol.* Shmangie në zhvillimin e organit të një kafshë, për shkak të ndryshimeve që ndodhin në kush-tet e jetesës; shtrembërim. *Devijimi i syrit. Devijimi i kockës (i shtyllës kurrizore).*
DEVIJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. *shih* SHMANG i. *Devijoi rrugën. Devijuan lumin.*
2. *jokal. shih* SHMANGEM \. *Devijoi nga qendra. Devijoi nga rruga. Devijoi nga marksizëm-leninizmi. Ka devijuar nga e djathta.*
DEVIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *fin.* Monedhë e huaj që shërben si mjet pagese në marrëdhëniet tregtare me shtetet e tjera dhe që mund të shkëm-behet me monedha të tjera. *Devize e forte (e lire). Bilanci i devizes. Kursen devizën. Ktheu në devize. I dhanë devize.*
*2. libr.* Formulë e shkurtër, e cila shpreh thelbin e një ideje a të një qëllimi, që udhëheqin dike në sjelljet e në

veprimet e tij; rregulla themelore që ndjek dikush në jetë, në punë e në veprim; moto. *Deviza e revolucionit. Deviza e patriotëve tone. "Një për të gjithë e të gjithë për një" — kjo është deviza jonë.*

DEVQCION,~I m. 1. Ndjenjë e pastër dhe e zjarrtë nderimi, dashurie e besnikërie që ushqejmë ndaj dikujt a diçkaje, gatishmëri për të bërë gjithçka për të. *Devotion i thellë (i madh, i pakufishëm). Punon (shërben) me devotion.*

*2.* Ndjenja e besimit të pakufish8m te dogma e një feje a te një kult dhe përulja e thellë ndaj tyre (n6 vendet ku vepron feja). *Lute) me devotion.*

DEVOLLl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Banor vendës i Devollit ose ai që e ka prejardhjen nga De-volli.

DEVOLLtÇE,~JA . *bised.* Valle popullore ka-rakteristike për krahinën e Devollit, valle devolliçe.

DEVOLLlÇE *ndajf.* 1. Sipas mënyrës së krahinës së Devollit a të devollinjve. *Këndon (kërcen) devolliçe. Vishet devolliçe.*

2. *përd. mb.* Që këndohet a që luhet sipas mënyrës së devollinjve; që është karakteristik për krahinën e Devollit, që është krijuar nga devollinjtë, e Devollit. *Valle devolliçe. Këngë devolliçe.*

DEVOLLlT,~E *mb.* Që lidhet me Devollin ose me devollinjtë, që është karakteristik për Devollin ose për devollinjtë, i DeVollit ose i devollinjve; që është krijuar nga devollinjtë. *Grate devollite. Valle devo-llite. Veshje devollite.*

DEVOTSHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka nderim e dashuri të paster, të thellë e të zjarrtë për dike a për diçka, që është besnik deri në fund ndaj tyre dhe i gatshëm të bëjë gjithçka për ta; që vepron e punon me devocion. *Komunist (revolutionar, luftëtar, mësues) i devotshëm. Rini e devotshme. Anëtar i devotshëm i Partisë. Është i devotshëm.*

2. Që është plot devocion, që shpreh devocion. *Vështrim i devotshëm. Zemër e devotshme. Dashuri e devotshme.*

3. Që i përulet me besim të pakufishëm dogmcs së një feje a një kulti; që është shumë fetar (në vendet ku vepron feja). *Besimtar i devotshëm.*

DEVOTSHMËRl,~A . *libr.* Të qenët i devotshëm, vetia e atij që është i devotshëm; devocion. *Devot-shmëria e komunislit. Devotshmëri e lartë. Devotshmë-ri proletare (komuniste). Punon (shërben) me devotshmëri.*

DEZERTTM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes DEZERTOJ. *Dezertimi nga ush-tria (nga fronti). Shmangia nga detyra është një lloj dezertimi.*

DEZERTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *usht.* Iki pa leje dhe fshehurazi nga ushtria, nga vendi i shërbimit luftarak ose nga fusha e betejës me synimin që të mos kthehem me; i shmangem shërbimit ushtarak kur me thërrasin nën armë; tradhtoj e hidhem në anën e armikut. *Dezertoi nga ushtria (nga fronti). Dezertuan shumë ushtarë armiq.*

*1.* I shmangem një detyre shtetërore a shoqëroreqë me ngarkohet; nuk paraqitem për të kryer një detyrë që me është ngarkuar ose braktis detyrën. *De-zertoi nga detyra.*

3. Heq dorë nga lufta për një çështje të madhe ose për një ideal të përbashkët; largohem nga partia ku bëj pjesë dhe vihem në shërbim të një tjetri.

DEZERTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që dezerton. *E quajtën dezertor. Iku si dezertor. Zunë dy dezertorë.*

DEZERTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Dezertor.

DEZINFEKTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DEZINFEKTOJ, DE-ZINFEKTOHEM. *Dezinfektimi i plages. Dezinfektimi i rrobave. Dezinfektimi i fares. Dezinfektimi i armëve. Pompë dezinfektimi. Dhoma e dezinfektimit. Sen de-zinfektimin.*

2. Mënyra dhe mjetet që përdoren për të dezinfek-tiiar diçka. *Dezinfektim kimik. Dezinfektim i njomë (i thatë).*

DEZINFEKTOHEM *vetv.* 1. Bëj pastrimin vetjak të veshjeve, të armëve etj. nga mikrobet ose nga lën-dët helmuese, pastrohem me dezinfektues. *Ushtari dëzinfektohet me shpejtësi.*

*2. Pës. e* DEZINFEKTOJ.

DEZINFEKTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Zhduk a ishkatërroj me lëndë kimike e me mjete të posaçme mikroorganizmat e dëmshme (mikrobet etj.) ose bartësit e tyre (insektet etj.); pastroj një vend a një send (rrobë etj.) nga mikrobet ose nga lëndet helmuese. *Dezinfekton plagën. Dezinfektoi shtëpinë (spi-talin, dhomën e të sëmurit, rrobat). Dezinfekton armët. Dezinfekton ajrin (ujin e pijshëm).*

DEZINFEKTUAR (i, e) *mb.* Që i është bërë dezinfektimi, që është dezinfektuar. *Dhomë e dezinfektuar. Rroba të dezinfektuara. Vegla (armë) të dezinfektuara. Farëra të dezinfektuara.*

DEZINFEKTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1, Lëndë kimike e posaçme që përdoret për të dezinfektuar diçka. *Dezinfektues i forte. Dezinfektues i fares. Për-dor (hedh) dezinfektues.*

2. Mjet a aparat i veçantë që shërben për dezin-fekiim. *Prodhuan një dezinfektues të ri. Punon me dezinfektues.*

3. Punonjës i përgatitur që bën dezinfektimin e një veridi ose të një sendi; punonjës i shërbimit shën-detësor që merret me dezinfektimin. *Maskë për dezin-fektuesit.*

DEZINFEKTUES,~E *mb.* Që shërben për të dezinfektuar një vend ose një send; që dezinfekton. *Lëndë dezinfektuese. Aparat dezinfektues. Veprim dezinfektues.*

DËBIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËBOJ, DËBOHEM. *Dëbimi i armikut.*

*2. drejt.* Largimi i një të dënuari nga vendbanimi, duke e ndaluar ose jo të qëndrojë në një ose në disa vende të caktuara.

DËBOHEM. *Pës. e* DËBOJ.

DËBOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E detyroj dike të largohet nga dhoma, nga shtëpia, nga vendi etj. me force a më të keq; e nxjerr jashtë; përzë, ndjek, largoj; shporr. *E dëboi nga shtëpia. I dëbuan nga*
*toka (nga fshati). E dëbuam armikun (pushtuesin). Dëboji qentë!*

2. E largoj dike me detyrim a më të keq nga një organizatë, nga një veprimtari e përbashkët etj.; e pushoj dike nga puna, e përjashtoj nga shkolla etj., e përzë. *E dëbuan nga puna (nga shkolla). I dëbuan nga radhët e partisë.*

3. edhe *fig.* Largoj, heq. *dëboi era retë. Dëboi dyshimet (një mendim të lig).*

DËBORË,~A . *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. Bore. *Dë-borë e madhe (e dendur, e imët, e hollë, e gullet). Dë-bora e pare. Flokë (top, shuk) dëbore. Ujë dëbore. Bie dëborë. E mbuloi (e zuri) dëbora. Zuri dëbora dëborën. Shkriu dëbora. I bardhë si dëborë. O ju malet me dëborë!*

DËBORËPASTRUES,~E *mb.* Borëpastrues. *Ma-kinë dëborëpastruese.*

DËBUAR (i, e) *mb.* 1. Që e kanë përzënë nga një vend, që e kanë dëbuar. *Fshatarët e dëbuar iu hodhën beat nëfyt.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
• Rri si qen i dëbuar *keq.* rri mënjanë, me frikë e i shtruar, rri me bisht ndër shale, si qen i rrahur.
DËBUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që përzë dike nga një vend, ai që ka dëbuar dike.
DËBUHET *vetv.,* ~A (u), ~AR. Merr mashkull, ndërzehet (pela, gomarica, bushtra, macja etj.). *Dë-buhet pela (bushtra).*
DËFREHEM *vetv.* Dëfrej, argëtohem. *Ka nevojë edhe të dëfrehet.*
DËFREJ *jokal,* ~EVA, ~YER. 1. E kaloj kohën në mënyrë të gëzueshme e të këndshme, kënaqem me argëtime; argëtohem, bëj qejf. *Dëfren me shokët. Dëfryen tërë natën. Çlodhen e dëfrejnë.*
*2. kal.* Bëj që dikush të kalojë kohën në mënyrë të gëzueshme e të këndshme. *Na dëfreu me shakatë e tij.*
DËFRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËFREJ, DËFREHEM. *Vend (sallë) dëfrimi. Mjete (lodra) dëfrimi. Mbrëmje (pas-dite) dëfrimi.*
2. Gjithçka që bëhet për të dëfryer, ajo që na dëfren; argëtim, qejf. *Dëfrime të organizuara (të kultu-ruara). E kalon kohën me dëfrime. Është dhënë pas dëfrimeve. keq.*
DËFRYESj~E *mb.* Që të dëfren, që të argëton. *Shfaqje dëfryese. Shaka dëfryese.*
DËFTEHEM *vetv.* 1. Tregohem; dëftohem. *Dëf-tehej i qeshur (i mërzitur). U dëftye trim.*
*2. Pës. e* DËFTEJ.
DËFTEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. Tregoj, kallëzoj. *dëfteu rrugën. I dëfteu një ngjarje. Nuk,' defteu shokët. Eja baba të të dëftej arat. fj. u.*
*2.* Tregoj, deftoj, shfaq. *Dëfteu një fare shqetësimi. Gjarpri nuk i deft en këmbët. fj.u.*
• I dëfteu (i rregoi) dhëmbët *dikujt shih tek* TREGOJ.
DËFTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkresë, që i lëshojmë dikujt për të vërtetuar se i kemi marrë diçka ose për të vërtetuar se ai ka paguar a ka dhënë diçka; vërtetim. *Dëftesë pagese. I jep (i lëshon, i merr) një dëftesë. la dha me dëftesë.*2. Dokument zyrtar që i lëshohet një nxën5si nga shkolla, ku shënohen klasa që ka kryer, notat që ka marrë në lëndët e ndryshme, vlerësimi për sjelljen e tij etj. *Dëftesë shkollore. Dëftesa e pjekurisë* dëftesa që i lëshohet nxënësit kur kryen klasën e fundit të shkollës së mesme. *Dëftesë vjetore.*
DËFTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËFTOJ, DËFTOHEM. *Dëf-timi i ngjarjes.*
2. *vjei.* Deklaratë; dëshmi; prove. *Dëftim i rremë. Dëftim miqësie.*
DËFTOHEM *vetv.* 1. Tregohem; dukem, shfaqem. *Dëftohen të gatshëm. U dëftua trim.*
2. Mbahem e paraqitem si trim, i zoti, i mençur etj., mburrem. *I pëlqen të dëftohet ca. Mos u mburr, mos u dëfto!*
3. *Pës. e* DËFTOJ.
DËFTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Tregoj diçka, kallëzoj. *Dëftoi një ngjarje. Dëftoi plagën. Qenit dëf-toji shkopin. fj. u.*
2. Shfaq, tregoj. *Dëftoi trimëri. Dëfton kujdes. Dëfton dashuri të madhe për të birin.*
3. Bëj që të duket nga të gjithë; e paraqitsiç është, e tregoj. *Puna e dëfton njeriun.fj. u. E dëftoi veten se kush është.*
DËFTOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që shërben për të dëftuar dike a diçka, që tregon dike a diçka. *Përemër dëftor* përemër që tregon sendin për të cilin flasim dhe e dallon atë nga sendet e tjera të një Uoji më të (p.sh. ky, kjo etj.).
2. Fjali dëftore: Hoj fjalie që jep një kumtim të drejtpërdrejtë për ndonjë send ose dukuri dhe që shërben për t'u treguar të tjerëve njohuritë që ka fo-lësi për diçka a për dike (p.sh. Ushtarët mbrojnë atdheun. Rrushi piqet në gusht etj.).
3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Përemri dëftor. *Dëftorët e shqipes. Lakimi i dëftorëve.*
• Mënyra dëftore një nga mënyrat e fol-jes në gjuhën shqipe, e cila shpreh një veprim ose gjendje që mendohet nga folësi si diçka që ndodh a është, ka ndodhur a ka qenë, do të ndodhë a do të jetë më të vërtetë (p.sh. punoj, ndodhem, punoja, ndo-dhcsha, kam punuar, do të punoj etj.).
DËFTORE,~JA . *gjuh.* Mënyra dëftore e foljes.
DËFTUES,~E *mb.* 1. Që shërben për të treguar dike a diçka, tregues. *Gishti dëftues* gishti i dytë i dorës pas gishtit të madh, gishti tregues. *Rregulla dëftuese. Pjesëza dëftuese. gjuh.*
*2.* Që shërben për të vërtetuar diçka, që shërben si dëshmi a si dëftesë. *Prova dëftuese.*
3. f *em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Gishti dëftues. *Vuri dëftuesin mbi hartë.*
DËGJESË,~A . 1. Bindja që tregon dikush kur një tjetër e urdhëron, i thotë një fjalë a një këshillë etj. *Ka dëgjesë.*
*2. vjet.* Dëgjim.
DËGJIM,~I m. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËGJOJ, DËGJOHEM. *Dëgjimi i radios (i laj-meve). Dëgjimi i dëshmitarëve. Dëgjimi i zërit të masës.*
*2.* Aftësia e njeriut a ekafshës për tëdëgjuar; tëdë-gjuarit. *Dëgjim i mprehtë (i lartë). Organi i dëgjimit*
veshi. *Nervi i dëgjimit. Aparat dëgjimi. Humbi dëgjimin. Pengon dëgjimin. Me anë të dëgjimit.*
DËGJIMOR,~E *mb. libr.* 1. Që ka të bëjë me shqi-sën e të dëgjuarit; që i përket organit të dëgjimit, i dëgjimit; që bazohet në të dëgjuarit. *Organ (nerv) dëgjimor. Ngacmime dëgjimore. Kujtesë dëgjimore.*
2. Që shërben për të dëgjuar, që jep mundësi të dëgjohet mirë diçka. *Aparat dëgjimor.*
DËGJOHEM *vetv.* 1. Ndihem, kuptohet që jam i pranishëm (nga zhurma që bëj a nga zëri). *Nuk dë-gjohej fare në shtëpi. Ecën pa u dëgjuar. Heshti e nuk u dëgjua me. Dëgjohet në tërë lagjen. Vetëm ai dëgjohet këtu.*
2. *vet. veta III.* Rroket me anë të veshit, tingëllon, i vjen zëri a tingëllima; ndihet. *Dëgjohet një zë. Dë-gjohen krisma (pushkë, të shtëna). Dëgjohen hapat e tyre. Dëgjohet zhurma e ujit.*
3. *Pës. e* DËGJOJ. *U dëgjua me vëmendje.*
• Dëgjohet nëpër botë *keq.* merret nëpër gojë, fla-sin e përflasin për dike. I dëgjohet fjala *dikujt* ia pranojnë mendimin, porositë etj., ka ndikim tek të tjerët, i shkon fjala, i zë vend fjala. Nuk dëgjohet as miza *shih te* MIZË,~A. Do t'i dëgjohet (do t'i ndihet) shurukama *shih te* SHURUKAMË,~A. Iu dëgjua zëri *shih te* ZË,~RI. S'i dëgjohet zëri (fare) *dikujt shih te* ZË,~RI. Nuk është parë e as dëgjuar *diçka shih te* SHIHEM. Dëgjohet vetëm kambana e tij *keq. shih te* KAMBANË,~A. Duhen

dëgjuar të dyja kambanat *shih te* KAMBANË,~A. MS sa dëgjohet qyqja në dimër *shih te* QYQE,~JA.

DËGJOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. edhe *jokal.* Kap ose kam aftësinë a mundësinë të kap me anë të veshit tingujt, zëra e zhurma të ndryshme; ndiej me vesh. *E dëgjoi zërin. Dëgjon dhe zhurmat më të vogla. Fol me fort se s'të dëgjoj. Dëgjon mirë. Mezi dëgjon. Dëgjon apo s'dëgjon ?*

*2.* edhe *jokal.* Përqendroj vemend jen dhe ndjek me kujdes dike a diçka për të kapur dhe për të kuptuar me mirë atë që thuhet, që lexohet etj.; i vë veshin, e ndjek me vëmendje. *Dëgjojnë mësimin. Dëgjon radion. Dëgjoi raportin (dëshmitarët). Dëgjonte me kujdes. Fol pak e dëgjo shumë. fj.u. Dëgjo këtu! Dëgjoni, sho-kë!*

3. edhe *jokal.* Marr vesh, bindem; e pranoj dhe mundohem ta vë në jetë atë që me thotë ose që me këshillon dikush, i shkoj pas fjalës, i vë vesh fjalës a këshillës së dikujt; marr parasysh diçka që me thonë. *dëgjon prindërit. Ia dëgjon fjalën. Dëgjoj zërin e masës. S"dëgjoi të ikte (të qëndronte). E dëgjojnë të gjithë. Dëgjoji më të mëdhenitë! Koka që s'dëgjon, shumë pëson. fj.u.*

4. Mësoj një gjë të re për dike a për diçka, marr vesh një lajm, një ngjarje etj., arrij të mësoj diçka. *E dëgjova në radio. Kam dëgjuar se... Me ç"kam dëgjuar... Kemi dëgjuar fjalë të mira për të.*

5. edhe *jokal. bised.* Kuptoj, marr vesh. *Dëgjon shqip ti, apo jo ?*

*6.* Ndiej a kap me vesh, me dorë ose me aparat të veçantë punën e ndonjë organi të brendshëm të trupit. *dëgjoi pulsin. I dëgjoi frymëmarrjen (të rra-hurat e zemrës).*

7. *jokal. zakon. moh. biped.* Nuk dua t'ia di për dike a për diçka, nuk e përfill, s'pyes. *S'dëgjon nga tëftohtët. S'dëgjon nga ajo punë ai. Je i forte, ku dëgjon ti!*• Çpo na dëgjojnë veshët! po ododhin çudira; ngjajnë gjëra të papritura (kryesisht të papëlqyeshme). S'i kam dëgjuar as emrin *dikujt a diçkaje* nuk e njoh fare, s'e di kush është a ç'është. Mos e dëgjoftë qyqen! *mallk. shih te* QYQE,~JA. S'ia kam dëgjuar zMn *dikujt mospërf.* nuk e njoh, s'ia di as emrin. Mos ia dëgjofsha.zërin! *përçm.* mos e pafsha kurrë!, mos u takofsha kurrë me të!, u zhduktë! (për dike që s'e duam). S'dëgjoj (s'pyes, s'dua t'ia di) nga ajo anë *shih tek* ANË,~A I. I bie pragut të dëgjojë dera *shih te* PRAG,~U. I flas derës të dëgjojë qilari *shih te* FLAS. S'më lënë zilet e mia të dëgjoj këmborët e tua *shih te* ZILE,~JA. Vetë flet, vetë dëgjon *shih te* FLAS. I bërtet së bijës, të dëgjojë e reja *fj. u. shih te* BËRTAS 3.

DËGJUAR,~IT (të) *as.* 1. Njëra nga të pesë shqi-sa(; mundësia dhe aftësia për të kapur tingujt me anë të veshit; dëgjim. *Organet e të dëgjuaril. Me anë të të dëgjuar it.*

2. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËGJOJ, DËGJOHEM.

DËGJUAR (i, e) *mb.* 1. Që është thënë më parë dhe e kemi dëgjuar; që e njohim dhe e dime tashmë (për një fjalë, një lajm etj.). *Fjalë e dëgjuar. Këngë e dëgjuar. Histori e dëgjuar. Enter (llagap) i dëgjuar.*

2. Që është bërë shumë i njohur, që ka fituar emër, i famshëm (për një njeri, një institucion, një vend etj.). *Njeri i dëgjuar. Shkrimtar (artist) i dëgjuar. Vend i dëgjuar. U be i dëgjuar.*

3. *shih* DËGJUESHËM 0), ~ME (e)$_2$. *Djalë* 1 *dëgjuar. Vajzë e dëgjuar.*

DËGJpES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që dëgjon dike a diçka; ai që është ulur në një dhomë, në një sallë etj. dhe ndjek me vëmendje atë që thuhet, që këndohet etj. *Dëgjues i vëmendshëm. Dëgjuesi i thjesh-të. Dëgjues të radios. Ka dëgjues të shumtë. Duartro-kitjet e dëgjuesve. Të dashur dëgjues!*

2. Ai që ndjek mësimet a leksionet në një shkollë, në një kurs etj., pa qenë nxënës ose student i rregullt; ai që është ftuar të niarrë pjesë në një mbledhje, por nuk ka të drejtën e fjalës. *Ndjek mësimet si dëgjues. Marrin pjesë si dëgjues. Mos rri si dëgjues!*

DËGJUESHËM (i), ~ME (e) *mb. 1.* Që mund të kapet nga organi i të dëgjuarit; që mund të dë-gjohet. *Tingull i dëgjueshëm.*

2. Që dëgjon e vë në jetë këshillat ose ato që i tho-në, që u bindet urdhrave të të tjerëve pa bërë fjalë, i bindur; i mbarë. *Fëmijë (djalë) i dëgjueshëm. Vajzë e dëgjueshme. Është shumë i dëgjueshëm.* <

DËGJUES HMËRl,~A . *libr.* 1. Të qenët i dëgjueshëm a i kapshëm me vesh.

2. Aftësia a mundësia për të dëgjuar a për t'u dëgjuar. *Dëgjueshmëri e lartë (e ulët). Zona e dëgjuesh-mërisë. Kane dëgjueshmëri të ndryshme. Rrit dëgjuesh-mërinë.*

DËKlM,~I *m. krahin-* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DËKOJ, DËKOHEM.

DËKOHEM *vetv. krahin.* 1. *vet. veta III.* Shembet a rrëzohet diçka e ngritur a e ndërtuar me pare.

2. Rrënxohem; këputem ndër vete.

3. *Pës. e* DËKOJ.

I)ËKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* 1. Rrah fort dike; e zhdëp. *E dëkoi në dru.*

2. Prish diçka të ngritur, rrëzoj diçka të ndërtuar me pare. *E dëkoi murin.*

3. Rrënxoj. *E ngarkoi rëndë dhe e dëkoi.*

DËKUAR (i, e) *mb. krahin.* 1. I prishur, i rrëzuar (për një mur, një ndërtesë etj.). *Mur i dëkuar. 2.* I rrënxuar.

DËLlR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Pastroj. *Dëlir token (nga gurët, nga ferrat). Dëlir oborrin. Dëlir tryezën (sofrën). Dëlir dhomën (shtëpinë). Dëlir plagën. Dëlir dhëmbët. Dëlir grurin (orizin, fasulet). Kripa të dëlir. E dëliri era kohën (qiellin)* e kthjelloi.

2. I heq një peme a një bime degët a gjethet e thara; krasit. *dëliri pemët. Dëlir duhanin.*

3. *fig. krahin.* Çliroj (një vend).

4. E çliroj dike nga një detyrim; e bëj të dale i larë nga një faj; i pastroj ndërgjegjen. *Dëliri veten. E dëliri prej betimit.*

5. *euf.* Tredh. *E dëliri thiun.* DËLlREM *vetv.* 1. Pastrohem.

2. *euf.* Lirohet nga barra, lind (gruaja); pjell (kaf-sha). *U dëlir gruaja. V dëlir lopa.*

3> *fig-* Çlirohem nga një punë, nga një barrë a detyrim; shlyej një faj, lahem; pastroj ndërgjegjen. *U dëlir pak nga punët. U dëlir nga detyrimi. U betua e u dëlir.*

4. *fig. krahin., keq.* Shporrem, qërohem; largohem. *Dëliru prej këtej!*

*5. Pës. e* DËLIR.

DËLlRË (i, e) *mb.* 1. I paster. *Dhomë (shtëpi) e dëlirë. Oborr i dëlirë. Qeleshe e dëlirë. Oriz i dëlirë. Fare e dëlirë. Vjë (burim) i dëlirë. Raki e dëlirë.*

*2. euf.* Që është liruar nga barra (për një grua le-honë).

3. *fig.* I paster, i panjollosur, i papërlyer; i nder-shëm; i çiltër. *Vajzë e dëlirë. Ndjenja të dëlira. Da-shuri e dëlirë. E ka zemrën (ndërgjegjen) të dëlirë.*
4. *fig.* I pafajshëm, i larë. *Doli i dëlirë.*
5. *vjet.* Që gëzon liri, i lire. *Popull i dëlirë.*
DËLIRËS,~E *mb.* Që shërben për të pastruar diçka; pastrues. *Veti (cilësi) dëlirëse.*
DËLIRËSl,~A . 1. Të qenët i paster, pa pluhur, pa plehra etj.; pastërti. *Dëlirësia e rrugëve. Dëlirësia e shtëpisë (e dhomës, e oborrit).*
*2. fig.* Të qenët i pastër nga shpirti, pastërti shpir-tërore; të qenët i çiltër, çiltëri; të qenët i ndershëm, ndershmëri. *Dëlirësi vajzërore. Dëlirësi fëminore. Dëlirësia e rinisë. Sy plot dëlirësi. Foli (buzëqeshi) me dëlirësi.*
DËLIRJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËLIR, DËLIREM. *Dëlirja e leshit (e fares). Dëlirja e ujit.*
DËLLËNGTHI *ndajf. krahin.* Me qëllim, qëlli-misht; nergut. *U nis dëllëngthi. E bleu (e përgatiti) dëllëngthi për atë.*
DËLLINJË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru a shkurre me gjethe halore gjithnjë të blerta, që bën kokrra të vogla e të rrumbullakëta me ngjyrë zakonisht të zezë, tëi kuqërremtë ose blu te errët dhe me erë të mirë; kokrrat e kësaj bime, që përdoren në industrinë far-maceutike, për të bërë një lloj rakie, hardhiç etj.*Dëllinjë e zezë (e kuqe). Dru dëllinje. Kokrrat e dë-llinjës. Vaj dëllinje. Raki dëllinje. Mbledh dëllinja.*
(Fie) në majë të dëllinjës fle dosido, pa kërkesa, pa rehati.
DËLLINJTË (i, e) *mb.* 1. Që është me dëllinja, që lea plot dëllinja. *Pyll i dëllinjtë.*
2. Që është bërë nga druri i dëllinjës ose nga kokrrat e aëllinjës, prej dëllinje. *Hunj të dëllinjtë. Vaj i dëllinjtë.*
DËM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Humbje në mjete, në sende a në njerëz që pëson dikush; diçka që pri-shet tërësisht a pjesërisht; dëmtim. *Dëm i madh (i vogël). Dëme materiale (ekonomike). Dëmet e luftës. Dëmet nga shiu (nga bresh ri, nga përmbytjet). Dëme në njerëz. Vlerësoj (çmoj) dëmin. Pagoi (lau) dëmin. Doli me dëm. E shiti me dëm. Bëri dëm. Nuk patën dëme. I shpërblyen (i paguan) dëmet.*
2. E keqe që i vjen dikujt a diçkaje nga një shkak-tar i jashtëm a i brendshëm, nga një veprim a nga një gjendje e caktuar, pasojë e keqe; *kund.* dobi. *Demi i duhanit (i alkoolit). Dëmet e ideologjisë së huaj. I bëri (i solli) dëm* e dëmtoi. *Është në dëm të popullit (të atdheut, të revolution!!, të shoqërisë, të paqes, të shëndetit). Ishte në dëmin tone (e tyre). Nuk i bin dëm asnjë mize. Është (punë) pa dëm.*
3. *përd. ndajf.* Kot me kot, pa asnjë dobi; humbur. *Shkoi (vajti, iku) dëm. E çoi (e shpuri, e hodhi) dëm. për një pe, për një gjilpërë, shkoi dëm një gun'e e tërë. fj. u.*
•*k* E bëri dëm *dike* e vrau.
DËMPRURËS,~E *mb.* 1. Që sjell dëm, dëmtues. *Kafshë dëmprurëse. Veprimtari dëmprurëse. Ndikime dëmprurëse.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për qeniet e gjalla).
DËMSJELLËS,~E *mb.* Dëmprurës.
DËMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që dëmton or-ganizmin e njerëzye a të kafshëve ose bimët; që prish shëndetin; *kund.* i dobishëm. *Pije të dëmshme. Klimë e dëmshme. Është i dëmshëm për shëndetin (për nje-rëzit, për kafshët, për bimët).*
*2.* Që shkakton dëme, dëmtues (zakonisht për kafshët, për bimët e për dukuritë e natyrës); *kund.* i dobishëm. *Kafshë të dëmshme. Bimë të dëmshme. Shi i dëmshëm. Erë e dëmshme. Është i dëmshëm për buj-qësinë (për blegtorinë).*
3. Që i sjell pasoja të këqija shoqërisë. *Zakon i dëmshëm. Veprim i dëmshëm. Pikëpamje (koncepte) të dëmshme. Është i dëmshëm për shoqërinë.*
DËMSHPËRBLEHEM. *Pës. e* DËMSHPËRBLEJ.
DËMSHPËRBLEJ *kal,* ~EVA, ~YER. Shpër-blej dike më të holla a në natyrë për dëmin që i kam bërë, i paguaj a i laj dëmin, i jap dëmshpërblimin; zhdëmtoj. *Dëmshpërbleu ndërmarrjen (kooperativën). U detyrua ta dëmshpërblente.*
DËMSHPËRBLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ve-
primi sipas kuptimeve të foljeve DËMSHPËRBLEJ, DËMSHPËRBLEHEM. *Padi dëmshpërblimi.*
2. Shpërblimi në të holla a në natyrë që paguan dikush për dëmin që i ka bërë një tjetri. *Dëmshpërblimet e luftës* detyrimi që duhet t'i paguajë shteti i mundur fituesit për dëmet që i ka shkaktuar gjatë luftës. *Shuma e dëmshpërblimeve. Kërkoi dëmshpërblim. Paguan dëmshpërblimet. Merr dëmshpërblimin.*
DËMTAR,~E *mb.* Që dëmton arat e mbjella, pemët etj. (për kafshët, shpendët etj.).
DËMTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËMTOJ, DËMTOHEM. *Dëm-timi i grurit (i ndërtesave, i makinave). Dëmtimi i shëndetit. Dëmtim me dashje (nga pakujdesia).*
2. *shih* DËM,~I i. *Dëmtim i lehtë. Dëmtimet e lëkurës. Dëmtimet në bagëti (në të lashta).*
DËMTOHEM *vetv.* 1. Me bëhet dëm, kam dëm; *vet. veta HI* pëson një dëm, prishet. *U dëmtuan rëndë. U dëmtuo gjatë rrugës. U dëmtuan gjatë luftës.*
2. *Pës. e* DËMTOJ.
DËMTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I sjell a i shkak-toj dëm dikujt a diçkaje, i bëj dëm; e prish a e çoj dëm diçka; bëj dëme; prish, shkatërroj. *Dëmtoj ar-mikun. Dëmton shëndetin. Dëmton shoqërinë. Dëmton punën (cilësinë, planin). E dëmtoi rëndë (shumë). E dëmtoi fizikisht (materialisht, ekonomikisht). I dëmtoi lufta. I dëmtoi shiu (bresh ri, era, vrugu, thatësira, ngrica) të lashtat (bimët, pemët, perimet). Duhani (alkooli, dhjami i tepërt) të dëmton. Bagëtia dëmtoi arat. Dëmtoi shtëpinë (makinën). Dëmtoi pronën so-cialiste. Dëmtoi rrugën.*
DËMTUAR (i, e) *mb.* 1. Që ka pësuar dëme; që është prishur pjesërisht. *Are e dëmtuar. Bimë të dëm-tuara. Makineri të dëmtuara. Shtëpi e dëmtuar. Pjesa e dëmtuar.*
2. *si em.* ~, ~I (i) m. *sh.* ~, ~IT (të). Ai që ka pësuar dëmin, ai që është dëmtuar; i plagosuri. *Të dëmtuar it nga lufta (nga tërmeti). Me kërkesën e të dëmtuarit.*
DËMTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Kandërr, shpend etj. që dëmton bimët a kafshët. *Dëmtuesit e bimëve (e perimeve, e arave). Dëmtuesit e gjësë së gjallë. Lufta kunder dëmtuesve. I shfarosën dëmtuesit.*
*2.* Ai që i shkakton dëm shoqërisë ose pronës sho-qërore; keqbërës. *Dëmtues i pasurisë socialiste (i pronës kolektive). Dëmtuesin e gjykoi (e dënoi) vetë masa.*
DËMTUES,~E *mb.* 1. Që shkakton dëme; dëmtar. *Kandrra (kafshë) dëmtuese.*

*2.* Që sjell pasoja të këqija për shoqërinë, i dëmshëm, dëmprurës. *Faktorë dëmtues. Veprimtari dëmtuese.*

DËNËS *jokal.,* ~A, ~UR. Qaj me ngashërim a me gulçima, qaj me dënesë. *Dëneste më të madhe. Dëneste në gjumë.*

DËNESEM *vetv.* Denes.

DËNESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gulçim a rënkim i thellë e i mbytur që shoqëron të qarët (kur dikush është shumë i tronditur nga një hidhërim i thellë); të qarët me ngashërim a me gulçima. *Qante me dënesë. Shpërtheu në dënesë. Dëgjoheshin dënesat e në-nës (e një fëmije).*

DENG *ndajf. bised.* Plot e përplot, sa s'nxë me; sa s'mban me. *E kishte mbushur çantën dëng. Pemët ishin dëng me kokrra. I kishin dyqanet dëng. Rrugët ishin dëng me njerëz. E ngarkoi dëng.*

DËNGA *ndajf.* Dëng. DËNGËZA *ndajf.* Dëng.DËNGLA,~T. *vet. sh. bised.* Lëvdata me fjalë tëbukura e të mëdha, porpa vlerë; gjepura, pallavra. *Flet (thotë) dëngla. Shet dëngla. Lëri dënglat! Na mbushi me dëngla.*

DËNGLAMADH,~E *mb. bised., keq.* Që thotë dëngla, që shet shumë dëngla, që flet gjepura.

DËNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËNOJ, DËNOHEM. *Dënimi i fajtorit. Dënimi i agresorit. Dënimi i zakoneve pra-panike. Masë dënimi. Goditje dënimi. sport,* goditje e topit që jepet si dënim ndaj një skuadre, kur njëri riga lojtarët e saj shkel rregullat e lojës.

2. Masa ndëshkimore që i jepet dikujt me vendim gjyqi për një faj a për një krim; vendimi i gjyqit për një masë të tillë. *Dënim përfundimtar (kryesor, plo-tësues). Dënimi penal. Dënim me vdekje (me heqje të lirisë, me kusht, me gjobë, me riedukim nëpërmjet pu-nës). Caktimi i dënimit. 1 njoftoi (i lexoi) dënimin. I dha dënimin. la ulën dënimin. E kreu dënimin.*

3. Ajo që pëson a vuan dikush për një gabim, për një sjellje të keqe, për një shkelje të rregullave a të kërkesave, të moralit shoqëror etj.; masa që me-iiret kundër tij; ndëshkim. *Dënim i lehtë (i rëndë). I dhanë një dënim. Mori dënimin e merituar.*

DËNOHEM. *Pës. e* DËNOJ. *Dënohet me ligj.*

*V dënua njëzëri (nga të gjithë).*

DËNOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1.,E quaj dike fajtor për një krim a faj dhe i jap një masë ndëshkimore me vendim gjyqi. *E dënuan fajtorin (kriminelin, keqbërësin). E dënoi rëndë (ashpër). E dënuan për vjedhje (për vrasje, për tradhti). E dënuan në mungesë. E dënuan me dhje-të vjet burg.*

2. I jap një masë ndëshkimore dikujt që është sjellë keq, që ka bërë një gabim ose për një shkelje të rregullave a të kërkesave, të moralit shoqëror etj.; ndësh-koj. *E dënoi fëmijën (nxënës.'n). E dënoi i ati (e ëma). E dënoi kolektivi.*

3. Shprehem e mbaj qëndrim kundër një veprimi të pamoralshëm, një sjelljeje të keqe ose një veprim-tarie të ulët të dikujt; shprehem kundër diçkaje, nuk e' miratoj dhe e shpall si gabim, si faj a si krim. *Dë-npjmë imperializmin (revizionizmin). Dënojmë kolo-nializmin (agresionin, provokacionet). Dënuan punën armiqësore. Dënojmë burokratizmin (liberalizmin, kon-servatorizmin). Dënuan zakonet prapanike. E dënuan njëzëri.*

4. *vet. veta III.* E ndalon, nuk e quan të drejtë a të mirë dhe nuk e pranon ": nuk e lejon. *E dënon ligji. E dënonte zakoni (kanuni).*

5. *vet. veta III fig.* Bën që dikush të vuajë një të keqe a një fatkeqësi. *E ka dënuar sëmundja.*

*6.* edhe *jokal. krahin.* Pakësoj, shteroj; *vet. veta HI* pakësohet, shteron. *la dënoi ujin. I dënoi qumështin. I dënoi barren kalit. Ky krua as nuk shton, as nuk dënon.*

7. *krahin.* Ngas, nis, cenoj, prek (një gjellë). *Mos e dëno gjellën!*

DËNUAR (i, e) *mb.* 1. Që është cilësuar fajtor dhe ka marrë dënimin nga gjyqi.

2. JI *em.* ~, ~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që është dënuar me vendim gjyqi. *dënuar politik. Riedu-kimi i të dënuarve.*

DËNUES,~E *mb.* Që jep një dënim; që dënon.

DËNUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është për t'u dënuar; që duhet të dënohet. *Sjellje e dënueshme. Qëndrim (veprim) i dënueshëm. Shfaqje (koncepte, zakone) të dënueshme.*

DËRDËLLIT (DËRDËLLIS) *jokal.* dhe *kal,* ~A, ~UR *bised.* Flas kot e pa pushim, flas gjepura, flas pa përgjegjësi, llomotit. *Dërdëlliti shumë. Dërdëlliste prapa shpinës. Mjaft dërdëllite! Dërdëlliti lloj-lloj gjepurash. Ama, ç'dërdëllit edhe til.*

DËRDËLLITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes DËRDËLLIT.

2. Fjalë të kota, gjepura. *Jane dërdëllitje. Lëri dër-dëllitjet! Mos i dëgjo dërdëllitjet e tij!*

DËRDËNG,~E *mb. bised.,* edhe *mospërf.* 1. I shë-ndoshë, i mbushur e i ngjeshur nga trupi. *Trup dërdëng. Burrë dërdëng. Grua dërdënge.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'është gjithë ai dërdëng!*

DËR-DËR *onomat. bised., keq.* Përdoret për të qortuar dike që të mërzit duke dërdëllitur ose për të shfaqur mospërflllje për atë që flet. *Mbeti dër-dër tërë ditën! Ne i themi tëpushojë, ai dër-dër! Mos bëj dër-dër!*

DËRDYL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. *folk.* Kale me trup të madh e të fuqishëm. *hipi dërdylit. 2. fig.* Burrë me trup të madh e të shëndoshë.

DËRGESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Diçka që dër-gohet diku (letër, deng me mallra etj.). *Dërgesë pos-tare. Dërgesë ajrore. Dëftesa e dërgesave. Dorëzoi (mori) dërgesën. Pritej një dërgesë e madhe.*

*2. vjet.* Dërgim. *Dërgesa e materialeve.*

DËRGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËRGOJ, DËRGOHEM. *Dërgimi i letrës. Dërgimi i lajmit. Dërgimi i fëmijëve në shkollë (në shtëpinë e pushimit). Dërgimi i trupave në front.*

DËRGIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dërgues.

DËRGOHEM. *Pës. e* DËRGOJ. *Dërgohet me postë.*

DËRGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Nis një njeri që të shkojë diku; e nis dike për të kryer një punë a një detyrë, për të mësuar etj.; çoj. *E dërgoi te gjyshja (te fqinji, te mjeku). I dërgoi fëmijët në fshat (në shtëpinë e pushimit). E dërgoi në aksion. E dërguan me shërbim. E dërgoi djalin me lopë (me dhen). Dërgoi trupa në front. Dërgoi një përfaqësues (një delegacion). Dërgoje të na marrë ca rrush! I dërgoi krushqit. E dërgoi në shkollë (në universitet, në kursin e rrobaqe-pësisë).*

*2.* Nis diçka me një njeri, me një mjet etj. për ta shpënë në një vend të caktuar ose për t'ia dhënë dikujt, çoj. *dërgoi librin (gazetën). I dërgoi një letër (një telegram). I*

*dërgoi ca plaçka (një dhuratë). la dërgoi me djalin (me postë).*
3. I bëj të njohur dikujt diçka nëpërmjet një nje-riu ose me letër, e njoftoj dike për diçka; i drejtoj nëpërmjet dikujt ose me letër urime, përshëndetje etj.; i shpreh nga larg, i çoj nga larg. *I dërgoi fjalë. I dërgon të fala (urime, përgëzime). I dërguan ultimatum. U dërgoi zë shokëve.*
4. *libr.* Hedh dike a diçka deri në një vend ose në shenje; e hedh tutje, e çoj në një drejtim. *E dërgoi predhën në shenjë (plumbin në tabelë). E dërgoi topin në rrjetë. sport. Dielli dërgon rrezet në ToKë.*5. *fig.* E shpie dike në një gjendje të keqe, e çoj diku të vuajë e të heqë. *E dërgoi në litar (në varr). E dërgoi në atë jetë. vjet., mospërf.* e vrau, e vdiq.
• E dërgoi (e çoi) në djall (në dreq) *dike a diçka thjeshtligj., keg. shih te* DJALL,~I. E dërgoi praps diellit (prapa botës) *dike shih te* DIELL,~I.
DËRGUAR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që dër-gohet diku a pranë dikujt me një detyrë ose me shër-bim të posaçëm. *dërguari i posaçëm. I dërguari i jashtëzakonshëm e fuqiplotë. dipl. Të dërguarit e po-pullit. I dërguari i Komitetit Qendror.*
DËRGUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që dërgon diçka në një drejtim të caktuar; ai që dërgon dike në një vend me një detyrë të caktuar. *Dërguesi i le-trës. Adresa e dërguesit. Nënshkrimi i dërguesit.*
*2. tek.* Aparat a mjet i posaçëm që shërben për të dërguar në largësi një sinjal etj.
DËRGUES,~E *mb.* Që dërgon diçka në një drejtim të caktuar a që dërgon dike në një vend me një detyrë të caktuar. *Zyra (ndërmarrja) dërguese. Shleli dërgues. Arka dërguese. fin. Aparat dërgues. tek.*
DËRHEM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Njësi e vjetër peshe, e barabartë me një të katërqindtën e okës. *Një okë e pesëdhjetë dërhemë.*
*2. bised.* Secili nga gurët e vegjël prej metali, me peshë të ndryshme deri në pesëqind gramë, që për-doren për të peshuar, gur peshoreje; gramar. *Vë dërhemët në peshore. Kutia e dërhemëve.*
3. *fig. bised.* Sasi shumë e vogël, çikë, thërrime, grime. *Nuk teproi asnjë dërhem. Dy (pesë) dërhemë Iru ka. S'i mbeti asnjë dërhem nder.*
Burrë katërqind dërhemë burrë i zoti dhe me përvojë, që e njeh mirë jetën dhe di të gjykojë me gjakftohtësi; burrë me karakter të forte e guximtar, që e mban fjalën e dhënë. Kudo oka katërqind dërhemë është *shih tek* OKË,~A.
DËRMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Shosh me dërmon.
DËRMON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin. 1.* Shoshë me vrima të mëdha për miser etj.
2. Site e rrallë, satac.
3. *përd. ndajf.* Vrima-vrima, shoshë. *Iu be këmisha dërmon.*
DËRNOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë barish-tore helmuese, me kërcell fyl, me gjethe heshtore të dhëmbëzuara afer majës, me lule në ngjyrë trëndafili të çelur, që rritet në toka të punuara e me lagështirë.
DËRSIHEM *vetv.* Djersitem.
DËRSlJ *jokal.* dhe *kal.,* ~VA, ~RË. Djersit. *Dërsin shumë. Dërsiu në punë. I dërsiu balli.*
DËRSIRË (i, e) *mb.* I djersitur. *Me fytyrë të dërsi-rë. Xhatn i dërsirë.*
DËRSTIL *kal.,* ~A, ~UR. Dërstiloj.
DËRSTILAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që punon në dërstilë, mjeshtër a punëtor dërstile. 2. *vjet.* Pronari i dërstilës.
DËRSTILARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DËRSTILAR,~I.
DËRSTILET *vetv.* dhe *pës.* Dërstilohet.
DËRSTlLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël po-pullore prej druri, e përbërë nga disa krahë dhe nga një rreth me lopata të gjera, që lëvizin me forcën e ujit, përplasen njëra pas tjetrës dhe shërbejne za-konisht për të shkelur shajak, velenxa e vilarë prej leshi, të punuar në avlëmend; ndërtesa ku është ngritur kjo vegël. *Velenxë (gunë) e rrahur (e shkelur) në dërstilë. E çoi në dërstilë. Shkoi në dërstilë.*
2. Rrahja e shajakut etj. me këtë vegël, dërstilim. *Dërstilë e thatë* rrahja e shajakut në dërstilë pa e zhytur në ujë. *Dërstilë e njomë* rrahja e shajakut në dërstilë duke e zhytur në ujë.
3. *bised.* Velenxë a shkorsë e shkelur në dërstilë. *Shtroi (hodhi) dërstilën.*
• Si i shkuar (si i shkelur) në dërstilë shumë i lo-dhur, i rraskapitur, i dërrmuar. S'e Ian dot as dërstila a) është fëlliqur shumë; b) ka bërë shumë faje e të kë-qija, nuk mund t'i lajë kurrë te këqijat që ka bërë.
DËRSTILIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËRSTILOJ, DËRSTILOHET. *Dërstilimi i shajakut (i velenxave, \ gunave). Bëhet dërstilimi.*
DËRSTlLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dërstilim. *Dërstilja e shajakut.*
*2.* Lloji i punës që bëhet me anë të dërstilës. *Për-kavë (gunë) me dërstilje.*
DËRSTILOHET *vetv.* 1. Bëhet me i ngjeshur e me i butë dhe lëshon push, pasi shkelet në dërstilë (për shajakun etj.). *Është dërstiluar mirë shajaku.*
*2. Pës. e* DËRSTILOJ.
DËRSTILOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shkel a rrah shajakun, velenxat etj. në dërstilë për t'i ngjeshur e për t'i zbutur. *Dërstilon shajakun (velenxat, gunat).*
DËRSTILUAR (i, e) *mb.* Që është shkelur a është rrahur në dërstilë, që është dërstiluar dhe është bërë me i ngjeshur, me i butë e ka lëshuar push. *Shajak i dërstiluar. Gunë e dërstiluar.*
DËRSTILUR (i, e) *mb.* I dërstiluar. *Shajak i dërsti-Iw. Gunë e dërstilur.*
DËRTI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Të kuqtë e të bar-dhët që vinin grate (zakonisht nuset) në fytyrë.
DËRRASË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fletë prej druri jo shumë e trashë, zakonisht e ngushtë, që nxirret duke sharruar një trung për së gjati dhe që përdoret si lëndë ndërtimi; cope nga kjo fletë me përmasa të ndryshme. *Dërrasë e hollë (e trashë, e shkurtër, e gjatë). Dërrasë pishe (lisi, ahu). Copa dërrasash. Shtrat (nim) prej dërrasë. Dysheme (tavart) prej dë-rrase. Urë prej dërrasë. Partnakë me dërrasa. Valixhe dërrasë. Gjerësia (gjatësia) e dërrasës. Sharron (can) dërrasa. Pres dërrasën. E shtroi (e veshi) me dërrasa.*
*2.* Diçka që është ndërtuar me fletë të tilla druri ose me copa prej tyre. *Dërrasa e zezë* faqe prej fletësh të tilla druri, e Iyer me bojë të zezë, që shërben për të shkruar mbi të me shkumës. *Dërrasë shahu (dame)* fushë shahu (dame). *Dërrasa e basketbollit* tabela e basketbollit. *Dërrasa e dritares* parvazi i dritares. *Dërrasa e mishit* cope prej flete të trashë druri, mbi të cilën presim mishin.

*Laj (pastroj, kruaj) dërrasat* laj dyshemenë. *Ulem në dërrasë* ulem në dysheme.
3. Pllakë guri, rrasë. *Dërrasa të zeza (të bardha). Nxorri dërrasa në mat. E mbuloi çatinë me dërrasa.*
4. *zakon. sh. bised.* Veshëzat e parmendës. *Dërrasat e parmendës.*5. *përd. mb. fig. Bised.* I sheshtë, i rrafshët; petë. *E ka gjoksin dërrasë* (zakonisht për një vajzë a grua me gjoks të pazhvilluar).
6. *përd. mb. fig. bised., keq.* I trashë nga tnendja, budalla; që s'di gje fare. *Është fare dërrasë. Ishte dërrasë në aritmetikë.*
*k* Can dërrasa (kopalla, dokrra) *shih te* ÇAJ. Can dërrasa pa pykë *shih te* ÇAJ. Si gozhda në dërrasë *shih te* GOZHDË,~A. I kanë ikur dërrasat ka luajtur mendsh. I ka krisur një dërrasë është si i luajtur mendsh. I krisi një dërrasë (koka, mendja) *dikujt shih te* KOKË,~A. Mbeti dërrasë (teneqe, kripë) *shih te* MBES4. Ka mbetur në dërrasë është fare bosh, s'ka asgjë brenda (për shtëpinë, dhomën etj.); ka mbetur pa asnjë mjet jetese e pa para (për njerëzit). I mungon një dërrasë ka një dërrasë mangët. Iu be barku dërrasë (petë, grope) *shih te* GROPË,~A. I bumbtë varri e dërrasa! *mallk. shih te* VARR,~I. Ka një dërrasë (ca dërrasa, një hatull) mangët *mospërf.* është budalla, është i metë nga trutë. E mbaj si edhin në dërrasë *dike shih tek* ËDH,~I. Nuk shkel (nuk bie) në dërrasë (në dhogë) të kalbur nuk bie në gabim, është shumë i kujdes-shëm në sjellje e në veprime, nuk vepron pa i pe-shuar mirë punët. Dërrasa (dhoga) e k r a -h a r o r i t *anat.* eshtër e gjerë dhe e gjatë si pllakë në mes të kraharorit, ku lidhen brinjët.
DËRRASËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pullazinë. 2. Cope e vogël dërrase. *Dërrasëzat e parketit.*
DËRRASTË (i, e) *mb.* 1. Që është ndërtuar a është bërë me dërrasa, që është prej dërrase. *Barakë e dë-rrastë.*
2. I sheshtë, i rrafshët si dërrasë. *Gjoks i dërrastë.*
DËRRMAÇ,~I *m.* Dërrmash.
DËRRMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *shih* DËRR-MAKE,~JAi. *U be dërrmakë buka (plisi).*
2. *përd. mb.* Shumë i vogël e i mbledhur si topth, i j vogël sa një thërrime (sidomos për fëmijët). *Ka mbetur dërrmak.*
3. *përd. ndajf.* Kruspull, lëmsh. *U mblodh dërrmak. Mbeti (rri) dërrmak në shtrat.*
4. *përd. ndajf.* Pa e kryer tërësisht, pa e rregulluar a pa e çuar deri në fund, përgjysmë, në mes të udhës. *E la dërrmak punën. I mbeti dërrmak misri* i mbeti misri në are, pa e ngritur e pa e futur në koçek. *mbeti bari dërrmak* i mbeti bari i kositur në livadh, pa e vënë mullar.
• U be dërrmak *dikush* u këput nga lodhja, u dërrmua.
DËRRMAK,~E *mb.* 1. Që dërrmohet a thërrmohet shpejt. *Bukë dërrmakë. Djathë dërrmak. Gur dërrmak.* 2. 1 shkoqur. *Dhe dërrmak.*
DËRRMAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *kryes. sh.* Diçka e thërrmuar, thërrime, drudhe. *Dërrmaket e djathit. I dha ca dërrmakë. E bëri dërrmakë* e thërr-moi, e shkoqi.
2. Lloj bukëvaleje që piqet në furrë ose në saç.
*'1e* E bëri dërrmakë *dike* e shkatërroi krejt, e dërrmoi.
DËRRMASH, ~I *m.* 1. Djathë i njomë që hahet me dorë, copa-copa, pa e prerë me thikë. *Dërrmash stani.*
2. *gjell.* Djathë i butë, i thërrmuar e i përzier me
bukë a me miell misri dhe me gjalpë, që piqet në furrë a zihet në kusi të mbyllur e hahet i ngrohtë. *Hëngrën një dërrmash të mirë.*
DËRRMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Faqe mali shumë e pjerrët me gurë e me pak drurë, gurishtë shumë e ta-tëpjetë; rrokullimë, shkarëzimë, greminë.
• I dha dërrmën *shih te* JAP. Morën dërrmën *shih te* MARR.
DËRRMËHAS *kal,* ~A, ~UR *bised.* Përndaj, shpërndaj, damahush.
DËRRMËHASEM *vetv. bised. 1.* Përndahem, shpër-ndahem, damahushem. *U dërrmëhasën e u bënë kokrra-kokrra.*
2. *Pës. e* DËRRMËHAS.
DËRRMI,~A . *sh.* ~, ~TË. Copëz e një sendi të dërrmuar a të thyer, thërrmijë; dërrmakë.
DËRRMIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DËRRMOJ, DËRRMOHEM. *Dërrmimi i plisave. Dërrmimii armikut. Ndiente një dërrmim në trup.*
DËRRMlSH *kal,* ~A, ~UR. 1. Kruaj trupin aq shumë sa gërvisht lëkurën; gjakos një pjesë të trupit duke e kruajtur. *E de'rrmishi kurrizin.*
*2.* Gërvisht; rrjep. *Dërrmishi këmbët. la dërrmishi litari dorën (krahun). la dërrmishi lëkurën.*
DËRRMlSHEM *Vetv. 1.* Kruhem aq shumë saqë me gërvishtet lëkura; gjakosem duke u kruajtur.
2. Gërvishtem; rripem. *V rrëzua e u dërrmish. Iu dërrmish lëkura.*
*3. Pës. e* DËRRMISH.
DËRRMISHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËRRMISH, DËRRMlSHEM. *Dërrmishja e lëkurës.*
2. Vendi ku dërrmishet dikush; gërvishtje.
DËRRMOHEM *Vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet copa-copa të vogla; bëhet thërrime, thërrmohet. *Dërrmohet buka (djathi). U dërrmua duhani.*
2. *vet. veta III bised.* Shkoqet (për misrin, grurin etj.). *Dërrmohet gruri kur nuk e korrin me kohë.*
3. Vritem keq a plagosem duke u përplasur diku etj.; shembem, copëtohem. *U dërrmua te gurët. U dërrmua në krah. U dërrmua keq. I jane dërrmuar këmbët (gishtat).*
4. edhe *fig.* Lodhem a dobësohem shumë duke bërë diçka, këputem, rraskapitem; përpiqem e mundohem shumë, copëtohem. *U dërrmua në punë. I shin dërrmuar nga udha. U dërrmua për të rritur fëmijët.*
*5. fig.* Tronditem shumë, vritem shpirtërisht.
6. *Pës. e* DËRRMOJ 1.
DËRRMOJ 1 *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj
diçka copa-copa të vogla, e bëj cope e grime, e bëj thërrime, e thërrmoj. *Dërrmoj bukën (djathin). E dërrmoi duhanin. Dërrmon plisat. Mos e dërrmo shumë I Dërrmoj grurin (misrin) në mokër.*
2. *bised.* Shkoq misrin, grurin etj. *Dërrmojnë misrin. E ka dërrmuar mirë grurin kali në lëmë.*
3. Vras keq a plagos një pjesë të trupit, duke e përplasur diku etj.; e shemb, e copëtoj. *E dërrmoi dorën (këmbën, kokën). I dërrmoi gishtat. la dërrmoi nofullat (hundët).*4. *fig.* I jap dikujt a diçkaje një goditje të forte shkatërruese, e mund a e thyej keqas, e shpartalloj krejt; prish, shkatërroj. *E dërrmuam armikun. Dërr-muant fashistët e tradhtarët. I dërrmoi kundërshlarët. E dërrmuam burokratizmin. Dërrmojmë të vjetrën (shfaqjët e huaja, zakonet prapanike).*
5. E lodh a e dobësoj shumë dike, e këput, e rras-kapit; e mundoj shumë. *Jeta në mërgim e kishte dërrmuar fare. E dërrmoi pagjumësia.*

*6. fig.* E trondit shumë dike, e vras shpirtërisht. *la dërrmoi shpirtin (zemrën). E dërrmoi vdekja e të birit.*
• I dërrmoi (i theu) hondët (brinjët, turinjtë, dhëmbët, nofullat) *d ikujt përçm. shih te* THYEJ.
DËRRMOJ ii *jokal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Zbres, zdirgjem. *Dërrmuan nga mali. Dërrmoi nga kali.*
DËRRMUAR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë copa-copa të vogla, që është bërë cope e grime, që është bërë thërrime, i thërnnuar. *Bukë e dërrmuar. Djathë i dërrmuar. Duhan i dërrmuar. Dhe i dërrmuar.*
2. *btsed.* I shkoqur (për misrin, grurin etj.). *Miser i dërrmuar.*
3. Që është yrarë keq a është plagosur, duke u përplasur diku etj.; i shembur, i copëtuar. *Me krah të dërrmuar. Me këmbë të dërrmuara. Me gishta të dërrmuar.*
4- *fig.* Që është lodhur shumë nga puna e rëndë etj., që është dobësuar shumë nga një sëmundje, i këputur, i rraskapitur; që është munduar shumë. *Ishte i dërrmuar nga pagjumësia (nga ethet). U gdhifare i dërrmuar.*
*5. fig.* I tronditur shumë, i vrarë shpirtërisht. *Me zemër të dërrmuar. I dërrmuar shpirtërisht.*
DËRRMUES,~E *mb.* 1. Që e bën diçka copa-copa të vogla, që e dërrmon; thërrmues. *Makinë dërrmuese.*
2- *fig-* Që të godet rëndë, që të shpartallon keq, që të dërrmon; shkaterrues. *Grusht dërrmues. Goditje dërrmuese. Force dërrmuese. Luftë dërrmuese. Kritikë dërrmuese.*
3. *fig.* Që përbën dukshëm numrin më të madh a sasinë më të madhe, që është shumë i madh në numër a në sasi; që mbizotëron në mënyrë të theksuar. *Shu-mica dërrmuese e votuesve. Pjesa dërrmuese.*
DËSHIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Prirje e bren-dshme për të pasur diçka a për të bërë diçka; synim i vetëdijshëm për diçka; qejf; zell. *Dëshirë e zjarrtë (e flaktë, e madhe). Dëshira fisnike. Dëshirë e vjetër. Dëshira e fundit. Me dëshirën e vet. Dëshirat dhe mun-dësitë. Karri dëshirë* dua; kam zell. *Ka dëshirë të pu-nojë (të mësojë, të dijë, të shëtitë, të vallzojë). Shpreh (shfaq) dëshirën. E pushtoi (i hipi, i lindi) dëshira. lu plotësua dëshira. Me (pa) dëshirë. Sipas dëshirës.*
*2.* Ndjenjë e forte ndaj dikujt a diçkaje që na tër-heq; dashuri. *Dëshira epshore (trupore). U dogj nga dëshira.*
DËSHIRËMADH,~E *mb.* Që ka dëshirë të madhe për diçka, që digjet nga dëshira për diçka.
DËSHIRËPLOTË *mb.* Dëshirëmadh.
DËSHlRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Gjendje shpir-tërore kur njeriu vuan për dike a për diçka që nuk e ka; dëshirë e forte, dëshirë e madhe; mall. *Kujton me dëshirim. Është në dëshirim.*
DËSHIROHEM *vetv.* 1. Kam dëshirë të madhe
për diçka që me mungon, digjem nga dëshira. *varfëri dëshirohej për një cope bukë. Ishte dëshiruar për të vajtur në shkollë. V dëshirua për një fi'mijë.*
2. Kam shumë mall për dike, digjem nga malli. *Nëna u dëshirua ta shohë.*
3. *Pës. e* DËSHIROJ.
DËSHIROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Kam dëshhë për diçka, synoj me vetëdije t'ia arrij diçkaje; kam zell; me pëlqen diçka; dua. *Dëshironte shumë (fort). Dëshiron të puttojë (të studiojë, të flejë). Dëshironte të fliste. Çfarë dëshironi? Si të dëshironi. la dëshironte (ç't'i dëshirojë) zemra. Dëshiroj të jeni mirë. Do të dëshiroja të dija...*
2. Dua shumë që të shoh a që të kem pranë një njeri të afërt, kam mall të madh për dike; e ndiej shumë mungesën e diçkaje. *Sa shumë i dëshiroi djemtë! E dëshiroi nënën.*
3. Me pëlqen e me tërheq shumë një njeri i seksit tjetër; kam një ndjenjë të forte dashurie për të, e dua, e dashuroj. *Të gjithë e dëshironin. E dëshiruan njëri-tjetrin dhe u martuan.*
*k* Dëshiron te të puthë e të ha me dhëmbë *shih te* PUTH.
DËSHIROR,~E *mb. gjuh. L.* Që shpreh një dëshirë, që përmban në vetvete një dëshirë. *Kompozita dëshirore.*
*1.* Fjali dëshirore: lloj fjalie që shpreh a kumton një dëshirë për diçka (p.sh. U kthefshi faqebardhë!).
Mënyra dëshirore një nga mënyrat e foljes në gjuhën shqipe, e cila shpreh një veprim ose gjendje që mendohet nga folësi si diçka që dë-shirohet të ndodhë a të jetë (p.sh. rroftë, qoftë, a Mftë, daltë, ardhsha etj.).
DËSHIRORE,~JA . *gjuh.* Mëqyra dëshirore e foljes. *Trajtat e dëshirores.*
DËSHIRUAR (i, e) *mb.* 1. Që e duam, që na pëlqen, që e dëshirojmë; që dëshirohet a kërkohet sipas disa rrethanave, që synohet të arrihet; që u përgjigjet dëshirave e kërkesave të dikujt; i dëshirueshëm; i duhur. *Përfundimi i dëshiruar. Zgjidhja e dëshiruar. Shpejtësia e dëshiruar. Shiu kaq (aq) I dëshiruar.*
*2.* Që e ka marrë malli për dike, që digjet nga dëshira e madhe për diçka që i mungon ose për t'ia arri-tur një qëllimi; që është dëshiruar për dike a për diçka. *Prindër të dëshiruar. I dëshiruar për fëmijë. Njerëz të dëshiruar për liri.*
3. Që shpreh një dëshirë të zjarrtë, dëshirues. *Sy të dëshiruar.*
DËSHIRUES,~E *mb.* 1. Që digjet nga dëshira e madhe për diçka që i mungon ose për t'ia arritur një qëllimi, që dëshiron, diçka; lakmues.
2. Që shpreh një dëshirë të forte. *Sy (vështrim) dëshirues.*
DËSHIRUESHËM (i), ~ME (e) më Që kërkohet a që dëshirohet nga dikush ose që vlen të dëshirohet; qc të nxit dëshirën, që të bën ta dëshirosh; i pëlqye-shem *Përfundime të dëshirueshme. Do të ishte e, deshi-rueshme...*
DËSHMI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Pohim me shkrim ose me gojë, që bën dikush për të vërtetuar diçka; *drejt.* pohimi i dëshmitant para organeve te drejtë-sisë, fjalët që thotë desbmitan në gjyq. *Dëshmi e përpiktë. Dëshmi e rremc, Deshnti me gojë (me shkrim).*2. Prove a fakt që vërteton diçka. *Dëshmi e gjallë (e qartë). Dëshmi të panumërta. Dëshmi gjuhësore. Deshmi e miqësisë. Sjell dëshmi. Përbën një dëshmi.*
3. Dokument zyrtax që vërteton diçka; dëftesë, vërtetim. *Dëshmi shkollore* dëftesë. *Dëshmi vobekësie. vjet.* vërtetim që u lëshohej nga organet shtetërore përpara Çlirimit atyre që ishin të varfër. *Mori dëshmi-ne. I lëshuan dëshmi.*
DËSHMlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËSHMOJ, DËSHMOHET. *Dëshmimi para gj'yqit. Dëshmim me gojë (me shkrim).*
2. Dëshmi për atë që kemi parë ose kemi dëgjuar. *Dëshmim i rremë. Bëri një dëshmim.*
DËSHMITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që është i pranishëm në një ngjarje dhe sheh me sytë e vet atë që ndodh ose dëgjon atë që thuhet. *Dëshmitar i vetëm.*

*Dëshmitari i ngjarjes. Tregimet e dëshmitarëve. S'kish-te dëshmitarë.*
2. Ai që bën një pohim me shkrim ose me gojë për të vërtetuar diçka; *drejt.* ai që thirret për të dësh-muar para organeve të drejtësisë për dike a për diçka që e di, që e ka parë ose e ka dëgjuar vetë. *Dëshmitari i akuzës (i mbrojtjes). Pohimi i dëshmitarit. Prove me dëshmitar. Thërriti dëshmitarin. Pyet (dëgjon) dëshmitarët. Ballafaqoi dëshmitarit. Doli dëshmitar.*
3. Ai që ftohet të jetë i pranishëm në një veprim ligjor (martesë, testament etj.)- *Dëshmitar i martesës. E morën për dëshmitar. U be me dy dëshmitarë.*
*A. fig.* Send a diçka tjetër që ndodhet në yendin e një ngjarjeje dhe mund të shërbejë si dëshmi. *Dëshmitar i heshtur.*
5. *vjet.* Dëshmor. *Ra dëshmitar.*
DËSHMOHET *vetv.* 1. Shprehet a shfaqet diçka, bëhet e njohur. *U dëshmua atdhedashuria e tyre. Dësh-mohet dëshira për punë.*
2. *Pës. e* DËSHMOJ 2>J.
DËSHMOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Pohoj me gojë ose me shkrim për atë që kam parë a kam dëgjuar; *drejt.* bëj një deshmi para organeve të drejtësisë, dal dëshmitar në gjyq. *Dëshmoi në gjyq (para trupit gjykues). Thirret për të dëshmuar.*
2. edhe *kal. vet. veto III.* Është prove a dëshmi për diçka, tregon, vërteton. *Historia dëshmon se... Shifrat (të dhënat) dëshmojnë se... Ky dokument dëshmon se... Faktet dëshmojnë të kundërtën.*
3. *kal.* Shpreh, shfaq. *E dëshmon haptas. Dëshmon vullnetin e tij. Dëshmojnë dëshirat (ndjenjat) e tyre.*
DËSHMOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që vritet në luftën për liri e për drejtësi shoqërore, ai që fal jetën për të mirën e popullit e të atdheut. *Dëshmorët e lirisë. Dëshmorët e Luftës Nacionalçlirimtare. Dëshmorët e Rilindjes. Dëshmor i gjuhës shqipe. Gjaku i dëshmorëve. Dita e dëshmorëve. Varret (varrezat) e dëshmorëve. Amaneti i dëshmorëve. Familje dëshmori. Baba (nënë, vëlla, motër) dëshmori. Ra dëshmor.*
2. *vjet.* Dëshmitar.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit. *Pionieri dëshmor.^*
—
DËSHMORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem.eDËSH*-MOR,~I. *Dëshmore e lirisë. Nga jeta e dëshmores.*
DËSHMUES,~I m. iA. ~, ~IT. 1. *vjet.* Dëshmitar. *Doli dëshmues. Thirri dëshmuesit.*
*2.* Diçka që shërben si deshmi ose si pike krahasimi për diçka tjetër. *Merret si dëshmues.*
DËSHMUES,~E *mb.* Që vërteton diçka; që vlen si dëshmi, që është vetë dëshmi. *Shembull (fakt) dëshmues.*
DËSHPËRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DËSHPËROJ, DËSHPË-ROHEM. *Dëshpërimi nga fatkeqësitë. Dëshpërimi pa shkak. Dëshpërimi i prindërVe.*
2. Gjendje shpirtërore e një njeriu që ka humbur shpresën, ka rënë moralisht Ohe s'di nga t'ia mbajë, kur ka pësuar ndonjë fatkeqësi, ndonjë goditje të rëndë etj. *Dëshpërim i ntadh. Vale dëshpërimi. Lotë dëshpërimi. Ra në dëshpërim. Fliste me dëshpërim.*
*3.* Hidhërim i thellë, pikëllim i madh. *Nuk e shfaqte dëshpërimin.*
DËSHPËROHEM *vetv.* 1. Humbas shpresën, bie moralisht e s'di nga t'ia mbaj (nga një gjendje shumë e vështirë, nga deshtimi në një pune, nga ndonjë goditje e rëndë etj.). *Nuk dëshpërohet kurrë.*
2. Hidhërohem shumë, pikëllohem nga një fatkeqësi, nga një lajm i keq, nga veprimi a qëndrimi i dikujt etj. *U dëshpërua shumë kur e mori vesh. Mbaje veten, mos u dëshpëro!*
3. *Pës. e* DËSHPËROJ.
DËSHPËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj që
dikush të humbasë shpresën, të bjerë moralisht e të mos dijë nga t'ia mbajë.
2. E hidhëroj shumë dike, ë pikëlloj, e helmoj. *E dëshpëroi nënën. Vdekja e të birit e dëshpëroi pa masë.*
DËSHPËRUAR (I, e) *mb.* 1. Që ka humbur çdo shpresë, që ka rënë moralisht e s'di nga t'ia mbajë; që nuk ka rrugëdalje, i pashpresë. *Egjeti të dëshpëruar. Gjendje e dëshpëruar.*
2. Shumë i hidhëruar, i pikëlluar, i helmuar. *Prin-dër të dëshpëruar.*
3. Që shpreh dëshpërim. *Vështrim (zë) i dëshpëruar.*
4. Që bëhet në një gjendje pa shpresë e më të gjitha forcat e mundshme. *Përpjekje (veprime) të dëshpëruara. Qëndresë (luftë) e dëshpëruar.*
5. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2 të mbiemrit.
DËSHPËRUES,~E *mb.* Që të sjell dëshpërim, që të dëshpëron. *Lajm dëshpërues.*
DËSHPËRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është pa shpresë e pa rrugëdalje; shumë i vështirë, shumë i rëndë. *Gjendje e dëshpërueshme.*
2. Që të ngjall dëshpërim, që të dëshpëron, që të pikëllon, dëshpërues. *Ngjarje e dëshpërueshme.*
DËSHTAK,~E *mb.* 1. Që ka lindur para kohe i vdekur a i ngordhur, i dështuar; shtijak. *Pjellë dështake.*
2. *krahin.* Shtatanik. *Djalë dështak. Vajzë dështake.*
3. *keq.* I dobët nga trupi, ligaÇ (zakonisht për fë-mijët). *Fëmijë dështak.*
*4.* I pazhvilluar a i papjekur mirë; i dobët (për bimët). *Mollë dështake. Degë dështake. Fidan dështak.*
5. *fig.* Që është paracaktuar të dështojë; i dështuar. *Përpjekje dështake. Plan dështak.*
*6. Përd. em.* sipas kuptimeve 1-4 të rnbiemrit.DËSHTIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe rrjedhimi i-tij sipas kuptimeve të foljes DËSHTOJ. *Dështimi i bagëtive. Dështimi i foshnjës (i pjellës). Dështimi i mbledhjes. Dështimi i planeve (i komplotit). Dështimi i përpjekjeve. Dështimi i kryengritjes. Pësoi dështim të plotë.*
2. *mjek.* Ndërprerje e parakohshme e barrës dhc nxjerrja e pjellës kur s'është e aftë të jetojë jashtë trupit të nënës, prishja e barrës. *Dështim i lejueshëm (i patejueshëm). Bëri një dështim.*
DËSHTIMORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Repart në një spital ku mjekohen grate që kanë dështuar ose ku bëhen dështime me ndërhyrjen e mjekut.
DËSHTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lind fosh-njën para kohe të vdekur (për gruan); pjell para kohe, shtie (për bagëtinë). *Dështoi gruaja. Dështoi delja (lopa).*
2. *kal.* E nxjerr foshnjën para kohe, kur s'është e aftë të jetojë, prish barren. *E dështoi foshnjën.*
3. *fig.* Nuk ia arrij qëllimit në një punë a veprim-tari që ndërmarr, nuk ia dal në krye, me shkojnë kot munciimet e përpjekjet, pësoj humbje, humbas; nuk ka sukses, shkon kot (për përpjekjet, veprimet). *Dështoi plotësisht (me turp). Dështoi mbledhja (shfaq-ja). Dështoi plani.*

*Dështoi sulmi (kryengritja). Dësh-tuan të gjitha përpjekjet. Kush nxiton, dështon. fj.u.*

DËSHTUAR (i, e) *mb.* 1. Që ka lindur para kohe i vdekut (për foshnjën); që është pjellë para kohe i ngordhur (për pjellën e kafshëye); i shtënë, shtijak, dështak. *Pjellë e dështuar.*

2. *shih* DËSHTAK,~E2_4. *Fëmijë i dështuar. Fidan i dështuar.*

3. *fig:* Që nuk ia ka dale dot në krye një pune a një veprimtarie, që nuk ia ka arritur qëllimit që kishte; që, ka përfunduar keq në jetë. *Njeri i dështuar.*

4. *fig-* Që nuk ka pasur sukses, që nuk ka dale i mbarë, i pasuksesshëm. *Shfaqje e dështuar. Vepër letrare (artistike) e dështuar. Martesë e dështuar. Mbledhje e dështuar. Mision i dështuar.*

DËSHTIJES,~E *mb.* Që përdoret për të bërë a për të shkaktuar deshtimin, që shkakton dështimin. *Mjet (bar) dështues.*

DI *kal.,* ~TA, ~TUR. 1. Kam njohuri pak a shumë të plota ose të veçanta për diçka, e njoh mirë diçka pasi e kam pare, e kam dëgjuar, e kam studiuar etj.; e kam mësuar diçka, e zotëroj. *Di dy gjuhë. E di drejt-shkrimin. E di mirë shqipen (frëngjishten, anglishten...). E di tabelën e shumëzimit, E di mirë rolin. E di za-natin e vet. E di përmendsh (ujë, për fije, në majë të gishtave, me sy mbyllur)* e di shumë mirë. *Se di si duhet. Aq di, aq bën. Me mirë të dish se të kesh. fj.u.*

2. Kam të dhëna, njohuri ose njoftim për dike a për diçka, e kam marrë vesh diçka; e njoh mirë dike a diçka. *Ia di shkaqet (qëllimet). S'ia di emrin. Ia di shtëpinë. Ia di sëmundjen. Ia di zemrën (kokën, mendjen). Ia di huqet (hiletë, dredhitë, zakonin). Ia di hallet. E di mirë se kush është. Sdi gjë ende. Se di pse u zemërua. Ç'di ti? A di gjë? S'di asgjë. Di shumë gjëra për të. Do të dijë gjithçka. E di gjendjen. Siç e di... S'di ç'të them. S'e di ç'kanë vendosur. Me sa di unë* nga të dhënat a njoftimet që kam unë, nga ç'kam dëgjuar e ç'kam marrë vesh unë. *E di rrugën? Di ndonjë mënyrë tjetër? E di ku bie fshati Shkozë? E di nga kalohet me shkurt ?*

3. Jam i zoti për të bërë diçka, kam aftësitë e shpre-hitë e nevojshme për t'i dale në krye një pune (me një folje në mënyrën lidhore). *Di të lexojë (të shkruajë, të vizatojë). Di të notojë. Di t'i bjerë violinës (çiftelisë, pjanos'...). Di ta rregulloj (ta ndreq). Di të drejtojë (të udhëheqë). Di të sillet. Di të jetojë. Di të arsyetojë. Di ta përmbajë yeten. Nuk di të lidhë dy fjalë (bashkë)* s'është i aftë t'i shprehë qartë mendimet, mezi flet.

4. Jam i vetëdijshëm për diçka, e kuptoj mirë diçka, ia njoh vlerën e rëndësinë, e çmoj; ruaj masën a ku-fijtë. *Di se ç'bën. E di detyrën time. Ia di vlerën. E di vendin tim. E di ntasën. As vetë s'e di se ç'kërkon. E di, ai ka shumë punë, por...*

5. Ë njoh, e kam provuar a e kam përjetuar diçka. *Se di ç'është rakia (duhani). E di ai ç'është varfëria (uria). Sdinte ç'ishin përkëdheljet. Sdinte të ngopur* nuk ngopej kurrë.

6. edhe *jokal.* Jam në gjendje të kuptoj diçka, marr vesh; kuptoj. *Di diçka nga muzika (nga piktura). E di edhe bufi. E bëri pa e ditur. S'ditën nga ikën* ikën të shpërndarë. *E di ç'të bëj unë?*

7. *zakon. moh.* (edhe me foljen dua). Nuk i nënshtro-hem diçkaje a dikujt, nuk pyes për të, nuk e përfill, nuk trembem, nuk thyhem; nuk merrem kurrë me diçka, nuk e bëj asnjëherë diçka. *Nuk di ç'është frika* nuk ka frikë fare. *Sdi ç'është rreziku. Nuk di ç'është gënjeshtra* nuk gënjen kurrë. *Nuk di ç'është pushimi* nuk pushon asnjëherë. *Nuk di llafe (fjalë)* nuk merret kurrë me llafe, nuk ka fjalë. *Nuk do t'ia dijë nga të ftohtët (nga shiu, nga dëbora, nga balta). Sdonin t'ia dinin nga gjermanët (nga ballistët). Ku do t'ia dijë ai!*

8. Pandeh, kujtoj; besoj; mendoj. *E dinin njëri-tjetrin të vrarë. E kam ditur njeri me mend. E dinim për njeri të mirë. Unë kështu e dija.*

*9.* Ngulit në mend; mësoj. *Dije mirë. T'i dish nu-mrat përmendësh. Dijë se ai është shoku im.*

*it* Ia di (për nder, për të mirë) *dikujt* i jam mirë-njohës dikujt. Ku ta dish? ndoshta. S'ia di anën *diçkaje shih tek* ANË,~A i. Ia di (ia njoh) burmat *(vi-*dhat) *dikujt shih te* BURMË,~A i. Dreqi (djalli) e di (e merr vesh) *thjeshttigj. shih te* DJALL,~I. la di gojën *shih te* GOJË,~A 8- Ia di gjuhën *dikujt shih te* GJUHË,~A ii. Sa i di lëkura (koka) *dikujt* është i zgjuar e i shkathët, nuk ia hedh dot; di ta ruajë vet en. di t'i shpëtojë një gjendjeje të vështirë ose të sigurojë diçka për vete; është mjaft dinak. Nuk di llafe (fjalë) i bie shkurt e cope. Ia di të mbërthyerat *dikujt shih te* MBËRTHYERA,~T (të). Nuk ia di optin *dikujt shih tek* OPT,~I. Di ku shkel *dikush shih te* SHKEL.... e ku di unë *mospërf.* e të tjera të tilla; e plot të tjerë, që s'kanë rëndësi, që s'më interesojnë. Ku di derri këmborë *mospërf. shih te* DERR,~I. Nuk di të fshijë hundët *mospërf. shih te* FSHIJ. Ia di (ia njoh) fundin e barkut *shih te* BARK,~U. E dine (e morën vesh) edhe gurët e rrugës (e sokakëve) *shih te* GUR,~I. S'di ku kam kokën (kryet) *shih te* KOKË, ~A. E di ç'ke ti? *fj. ndërm.* përdoret për t'i tërhequr vëmendjen bashkëbiseduesit, kur i themi për një punë a kur e këshillojmë për diçka. S'di nga (si) lidhet go-mari *mospërf. shih te* LIDHEM. S'di si lidhen poturet *mospërf. shih te* LIDHEM. S'di të lidhë ushkurin (ush-karët) *mospërf. shih te* LIDH. Ia di lugët në kaçile *dikujt shih te* LUGË,~A. Ia di lugët e pirunët *dikujt shih te* LUGË,~A. E di ku pjell pula *shih te* PULË,~A. Nuk e di se ku nri me shtëpi *shih te* SHTËPI,~A. Ia di trari e carani *shih tek* TRA,~RI. E di se ku me vret barra *shih te* VRAS. S'di gomariç'është bari *mospërf. shih te* GOMAR,~I. E di gomari ku e vret samari *fj. u. shih te* GOMAR,~I. E di Gjoni ç'ka në trastë (nI flies) *fj.u. shih tek* TRASTË,~A. S'dl t'i jape ujë gomarlt *mospërf. shih te* GOMAR,~I. E di ku i ka morri sytë *shih te* MORR,~I. Do të dijë ku e ka pleshti syrin *shih te* PLESHT,~I. E di luga se ç'ka vorba (vegshi, poçja))'.u. *shih te* LUGË,~A. E di mesi se ç'ka *thtslfj.u. shih te* MES,~I. DI të qepë me dyzet gjilpëra *shih te* GJILPËRË,~A. I zoti e di ku i pikon çatia (shtëpia) *fj. u. shih te ZOTI* (i).

DIABET,~I *m. mjek.* 1. Sëmundje që vjen nga paaftësia e organizmit për të përvetësuar sheqerin dhe që shfaqet me shtimin e sheqerit në gjak e në ujët e hollë, i cili del në sasi të madhe; sëmundja e sheqerit. *Diabeti i sheqerit,*

2. Sëmundje që vjen nga disa çrregullime të sis-teniit nervor qendror e të sekrecionit të brendshëm dhe që shfaqet me etje të madhe e me shtimin e jashtë-zakonshëm të ujit të hollë, i cili nuk përmban fare sheqer, albuminë etj. *Diabeti pa sheqer.*

DIADEMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kurorë e zbukuruar me gurë të çmuar, të cilën e mbanin pe randorët, mbretërit etj. si shenjë e pushtetit të Iartë. *Diadema e perandorit.*

$I_T$ Zbukurim për grate në trajtë kurore me gurë të çmuar.

DIAFfLM,~I OT.JA.~A, ~AT. Film që përtnban një varg fotografish të lidhura nga ana tematike dhe që projektohet për qëllime mësimore, shkencore etj^

DIAFRAGMË,~A *sh.* ~A, ~AT,it *aria.* Cipë e hollë muskulore, që ndan zgavrën e kraharorit nga zgavra e barkut (te ajeriu dhe te kafshët gjitare), mish i varfër; organ a pjesë e një organi në trajtën e kësaj cipe, që hdan dy hapësira. *Lëvizjet ë diafrag-mësl Diafragma e hundës. Diafragma e veshit.*

2. *spec.* Cipë a pllakë e hollë që ndan dy hapësira; membrane. *Diafragma e telefonit.*

3. *opt.* Mekanizëm i posaçëm që kufizon hyrj"i e tufës së rrezeve të dritës në objektivin e nj^ mikro-skopi, e një aparati fotograflk etj. *Diafragma e apa-ratit. Hapja e diafragmës. Zvogëlon (zmadhon) dia-fragmen.*

DIAGNOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *mjek.* Per-caktimi i sëmundjes së dikujt nga mjeku. *bëri (i përcaktoi) diagnozën. Çfarë diagnoze ka?*

*2. fig. libr.* Njohja e thelbit dhe e shkaqeve të një gjendjeje a të një dukurie shoqërore sipas shenjave që shfaq.

DIAGONAL,~-E *mb. gjeom.* Që ndan në mënyrë të tërthortë një figure, një rrafsh ose një trup, duke bashkuar dy kulme jo të njëpasnjëshme; që kalon sipas një diagonaleje; që bëhet në këtë drejtim. *Vijë diagonale. Kënd diagonal. Faqe diagonale. Plan diagonal. Drejtim diagonal. Prerje diagonale.*

Dok diagonal *tekst. shih* reDOK,~Ui.

DIAGONALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjeom.* Vijë e drçjtë_ që_bashkon dy kulme jo të njëpasnjëshme të një shumëkëndëshi ose dy kulme të një trupi, që nuk janë në të njëjtën faqe të tij. *Diagonalja kryesore. Diagonalet e një katërkëndëshi (katrori, paralelogrami). Diagonalja e një shumëfaqëshi. Heq diagonalen. Priten diagonalet.*

DIAGRAM, ~I *m. sh.* ~E, ~ET, Figure a skicë e posaçme që ndihmon për të qartësuar lidhjet e për-pjesëtimet ndërmjet madhësive të ndryshme; skicë që përdoret për të paraqitur grafikisht zhvillimet dhe ndryshimet e një dukurie ose të disa dukurive. *Diagrami i forcave. Diagram elektrik. Diagrami i temperatures (i shpejtësisë, i drejtimit).*

DIAKRITIK,~E *mb. spec.* Që shërben për të da-lluar diçka, dallues. *Shenje diakritike. gfuh.* shenjë që i vihet një shkronje mbi të a nën të për të treguar se duhet shqiptuar ndryshe nga shkronja pa këtë shenjë (p.sh. ë, ç).

piALEKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh.* 1. Variant i gjuhës së një populli, i cili përdoret nga një grup njerëzish që banojnë në një truall pakashumë të ku-fizuar ose që i takojnë një shtrese shoqërore të cak-tuar. *Dialekt territorial. Dialekt shoqëror. Dialektet e shqipes. Dialekti i Veriut (i Jugut). Afrimi i dialekteve. Studimi i dialekteve.*

*2. bised., vjet.* E folme. *Në dialektin e Elbasanit.*

DIALEKHK,~E *mb. filoz.* Që ka të bëjë me dia-lektikën si shkencë e si metodë shkencore, qëi përket dialektikes, i dialektikës; që mbështetet në dialektikën si shkencë a si metodë shkencore, që zbaton dialektikën; që bëhet sipas dialektikës. *Materializmi dialektik. FIlozofia dialekt ike. Metoda dialekt ike. Logjika dia-lektike. Zhvillim dialektik. Mendimi dialektik. Lidhje dialektike. Njësi dialektike. Në mënyrë dialektike.*

plALEKTlKË,~A . 1. *filoz.* Shkenca që studion, rjigjet më të përgjithshme të lëvizjes e të zhvillimit të natyrës, të shoqërisë dhe të mendimit; metodë shkencore enjohjes që i sheh sendet dhe dukuritë në lidhje e varësi reciproke, në lëvizje, në ndryshim e në zhvillim të pandërprerë, që pranon kontradiktat, unitetin e luftëri e të kundërtave dhe i sheh këto si burimin e brendshërh të lëvizjes e të zhvillimit në natyrë, në shoqëri e në mendimin njerëzor. *Dialektika materia-liste. Dialektika e njohjes. Kategoritë e dialektikës.*

2. Procesi i lëvizjes a i zhvillimit të diçka je. *Dialektika e ngjarjeve. Dialektika e historisë.*

DIALEKTIKlSHT *ndajf libr.* Në mënyrë dialektike; nga pikëpamja dialektike; duke përdorur metodën dialektike.

DIALEKltZËM,~Ml *m. sh.* ~MA, ~MAT *gjuh.* Fjalë a kuptim i një fjale, shprehje, variant fonetik a trajtë gramatikore, që është veçori dalluese për një dialekt dhe që nuk përputhet me normën e gjuhës letrare kombëtare; krahinorizëm. *Përdorimi i dialektizmave.*

DIALEKTOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gjuhëtar që merret me dialektologji. *Dialektologët shqiptarë.*

DIALEKTOLOGJl,~A . 1. Degë e gjuhësisë, që merret me studimin e dialekteve. *Dialektologjia shqiptarë. Sektori i dialektologjisë. Kartoteka e dialek-tologjisë.*

2. Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkencë në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Teksti i dialektologjisë. Provimi i dialektologjisë. Dha dialektologjinë. U botua "Dialektologjia" e re.*

DIALEKTOLOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me dialektologjinë, që i përket dialektologjisë, i dialektologjisë. *Atlasi dialektologjik. Studime (vëzhgime) dialektologjike. Ekspeditë dialektologjike.*DIALEKTOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me dialektin a me dialektet, i dialektit a i dialekteve; që është ve-çori e dialektit a e dialekteve. *Shprehje (fjali) dialektore. Veçori (dukuri) dialektore. Fjalor dialektor. Shqiptim dialektor. Baza dialektore e gjuhës letrare.*

DIALOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Bisedë që bëhet ndërmjet dy a me shumë vetave, bashkëbisedim; rrahje e një çështjeje nga dy a me shumë veta duke biseduar drejtpërdrejt, duke ballafaquar mendimet ne shtyp, në një mbledhje etj. *Dialog i gjatë (i shkurtër, i gjallë). Dialog politik. Filluan (ndërprenë) dialogun.*

*2.* ef. Pjesë e një vepre letrare që përmban bashkë-bisedimin ndërmjet personazheve ose fjalët që shkëm-bejnë ata; vepër letrare e shkiuar në forme bashkë-bisedimi. *Arti (mjeshtëria) e dialogut.*

DIAMANT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *min.* Gur i çmuar shumë i forte, i tejdukshëm e me shkëlqim të madh, që është një lloj karboni kristalor i pastër dhe që përdoret për stoli e zbukurime etj.; xhevahir. *Diamant natyror. Diamant artificial. Diamant i bardhë (i zi, i verdhë, i kaltër). Shkëlqim diamanti* shkëlqim shumë i forte. *Minierë diamanti. Unazë (vathej me diamant. Nxjerr (prodhon) diamante.*

2. Vegël e posaçme, që ka në majë një cope të vogël prej këtij guri të çmuar dhe që përdoret për të prerë xhama; elmaz.

DIAMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. *gjeom.* Vijë e drejtë që bashkon dy pika të një rrethi a të sipërfaqes së një sfere duke kaluar nëpër qendër. *Diametri i rrethit (i sferës). Gjatësia e diametrit.*

2. Gjerësia më e madhe e një trupi cilindrik ose të rrumbullakët; vijë e drejtë horizontale e përfytyruar nga njëri skaj në skajin tjetër më të largët të një trupi, të një ene a të një hapësire me trajtë pak a shumë të

rrumbullakët. *Diametri i jashtëm (i brendshëm). Diametri i gypit (i kazanit). Diametri i Tokës. Diametri i trungut (i lisit...). Diametri i vidhës. Diametri i kokës.*

DIAMETRAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me diametrin, që i përket diametrit; që shkon në drejtim të diametrit. *Vijë diametrale. Rrafshe diametrale.*

DIAMETRALISHT *ndajf.* 1. Në drejtim të diametrit. *E preu diametralisht.*

*1. fig.* Krejt, plotësisht. *Diametralisht i kundërt. Ndryshojnë diametralisht.*

DIAPAZON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj. muz.* Tërësia e tingujve të një vegle muzikore ose të zërit nga me i ulëti deri te me i larti. *Diapazon i gjerë (i ngushtë). Diapazoni i zërit.*

2. Vegël e vogël prej çeliku, në trajtën e potkoit e me një dorezë, e cila kur e godasim jep tingullin e notes la. *Diapazon regjistrues. Tingëllimi i diapazonit.*

3. *fig.* Kufijtë deri ku mund të shtrihet a mund të arrijë diçka, gjerësia e shtrirjes së diçkaje; vëllim. *Diapazon i gjerë (i ngushtë). Diapazoni tematik (pro-blemor). Diapazoni i dijeve. Diapazon temperaturash. Aparati ka një diapazon matjeje. Kane diapazone të ndryshme.*

DIAPOZITIV,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Fotografi a vizatim, zakonisht në xham ose në një lëndë tjetër të tejdukshme, që projektohet në një pëlhurë për qëllime mësimore, për të d&shmuar diçka etj. *Pro-jektimi i diapozitivave. Ilustrim me diapozitiv. Shoqë-rojnë mësimin (shpjegimin) me diapozitiva.*

DIARRE,~JA . *mjek.* Smundje *qi* shfaqet me dalje jashtë të shpeshta e si ujë, heqja e shpeshte e barkut.

DIATEZË,~A. *sh.* ~A, ~AT *gjuh.* Kategori foljore, që shpreh marrëdhëniet e ndryshme ndërmjet veprimit dhe subjektit ose objektit të tij e që lidhet ngushtë edhe me f jalëformimin, me ndryshimin e kuptimeve e të përdorimeve të fjaleve (krahaso, p.sh.: punoj - punobet; mësoj - mësohem; laj - lahem; përpjek - përpiqem; gdhij - gdhlhem, gdidhet; shtie -shtihem; kollem etj.). *Diateza veprore (pisore). Dia-teza vetvetore.*

DIBËL,~LA *sh.* ~LA, ~LAT. Ëmbëlsirë si bakllavaja me shtatë a tetë petë dhe me dy shtresa arrash të shtypura në mes tyre.

DIBRAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Dibra ose ai që ka prejardhjen nga Dibra. *Mikpriija (trimeria) e dibranëve.*

DIBRAN,~E *mb.* Që lidhet me Dibrën ose me dibranët, që është karakteristik për Dibrën ose për dibranët, i Dibrës ose i dibranëve; që është krijuar nga dibranët. *Fshatarët dibranë. Familje dibrane. Veshje dibrane. Valle (këngë) dibrane. Dasmë dibrane.*

DIBRANÇE *ndajf.* 1. Sipas mënyrës së dibranëve, ashtu sic e bëjnë dibranët; në të folmen e Dibrës. *Kërcen dibrançe. Flet dibrançe.*

2. *përd. mb.* Që bëhet, që këndohet, që luhet etj. sipas mënyrës së dibranëve; që e mbajnë a e veshin dibranët. *Valle (këngë) dibrançe. Veshje dibrançe.*

DIÇ *pakuf.* Diçka. *Diç i tha. Diç bënte. Diç nuk i pëlqeu. Diç i theri në gjoks. Këtu diç luan.*

DIÇKA. I. *pakuf.* Përemër që tregon:

1. Një send a një dukuri çfarëdo e të papërcaktuar. *Diçka lëviz. Vërej (shoh, dëgjoj, them, mendoj, kujtoj) diçka. Menem me diçka. Iu lut (e pyeti) për diçka. Hasi në diçka të forte. Diçka i ka ndodhur. Solli diçka të re. Është diçka e rrallë. Kishte diçka të veçantë. Jshte diçka e rastit.*

*2.* Një sasi të vogël e të pacaktuar; pak gjë. *Ka edhe ai diçka, s'është pa gjë. I dha diçka për të ngrënë.*

II. *ndajf.* 1. Nfi një fare shkalle a mase, disi; pak. *Diçka me mirë (me keq, me shumë, me pak). U nga-dalësua (u shpejtua) diçka.*

2. As mirë as keq; jo keq; disi, çka. □ — *Si je sot?* — *Diçka.* □

DIDAKTIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me didaktikën, që i përket didaktikës, i didaktikës; që i shërben me-simit, mësimor. *Parimet (metodat) didaktike. Mjete didaktike. Letërsi didaktike* letërsi, me anën e së cilës njerëzit mësojnë diçka nga fusha e shkencës, e mo-ralit, e artit etj.; letërsi mësimore. *Roman didaktik. Poezi didaktike. Tekst didaktik.*

DIDAKTlKË,~A . Pjesë e pedagogjisë që merret me përmbajtjen e me synimet e procesit mësimor, me metodat dhe me format e organizimit të të më-suarit në shkollë; teoria e të mësuarit në shkollë.

DIEL,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Dita e shtatë e javës, që vjen pas së shtunës. *Të dieUn tjetër (që vjen). Të dielën e kaluar (që shkoi). Këtë të diel. Të dielave* çdo të diel. *Ndeshjet e së dielës. sport.*

DIELL,~LLI m. 1. edhe *astr.* Trupi i zjarrtë-qiellor që gjendet në qendër të sistemit tone plane lardhe që është burim drite e ngrohtësie. *Drita (ngrohtë-sia, energjia) e diellit. Rrezet e diellit. Lindja e diellit. Perëndimi i diellit. Eklipsi i Diellit. Njollat e Diellit. Rrotullimi i Tokës rreth Diellit.*

2. Drita dhe ngrohtësia që lëshon ky trup qiellor; rrezet e këtij trupi qiellor. *Diell i ngrohtë (përvëlues, i nxehtë, i forte, verbues). Dielli pranveror. Dielli i mëngjesit. Diell me dhëmbë* diell që shkëlqen, po nuk ngroh; diell dimri. *Banja dielli. Çadër (kapelë) dielli. Syze dielli* syze me xhama të errët, që përdoren për të mbrojtur sytë nga drita e forte e diellit. *Ditë me diell. Vend me diell. I nxirë nga dielli. Në pike të diellit* në pisk të vapës. *E zë (e rreh, i bie) dielli* (edhe *moh.). E përvëloi (e dogji) dielli. Man një diell* rri në diell që të ngrohem pak. *Sot ka diell. Rrushi do diell. Është zbardhur (është tharë) nga dielli. E ka zënë dielli* është nxirë në diell. *rb (e goditi) dielli në kokë.*

3. Vend që e rrahin rrezet e këtij trupi qiellor; *kund.* hije. *Nxjerr (qit, vë) në diell. E la he diell. Dal (thahem) në diell. Rrinte (fliste, ngrokej) në diell. U ^hek në diell.*

*f. fig.* Diçka që është burim jete e të mirash ma-teriale, burim përparimi, gëzimi e lumturie etj. *Dielli i jëtës sonë.*

5. edhe *sh.* ~J, ~JT *astr.* Trup i madh qiellor që ndodhet në qendëp të një sistemi planetar. *Diejt fqinjë. Lernzja e diejve. Në gjithësi ka diej të panumërt.*

*6. përd. mb. fig.* Shumë i bukur, që i ndriçon fy-tyrja, që ndrit i tëri. *Nusja Hënë e djali diell.*

V Nën diell mbi tokë, në botë. T'u bëftë diell! *ur. shih te* BËHEM. Ra (u fal) dielli perëndoi dielli. Si bryma në diell *shih te* BRYMË,~A. Doli në diell doli nga gjendja e vështirë ku ndodhej, doli në dritë. E dërgoi prapa diellit (prapa botës) *dike* e çoi në një vend të largët nga ku të mos kthehet me, e çoi nëj humbësirë; e hoqi qafe, e treti. Diell me diell a) gjithë ditën, qe nga mëngjesi deri në mbrëmje, që kur lind e deri sa perëndon dielli; b) njëzet e katër ore nga mëngjesi kur lind dielli e deri në mëngjesin tjetër kur lind përsëri. Ditë pa diell diçka jo shumë e mirë, jo aq e këndshrne a e dobishme. Ditën për (me) diell në mes të ditës, në sy të të gjithë njerëzve, hapur, sheshit. Në

dritën e diellit në mes të ditës, në sy të të gjithëve. Si drita e diellit *shih te* DRITË,~A. Ëndrra në diell ëndërrime të kota; gjera të pabesuesh-me, gjepura. Gënjeshtra (rrena) në diell gënjeshtra që duken sheshit, gënjeshtra të cilave nuk u beson askiush. Diell e paç! *ur.* të shkoftë mbarë!, paç gjithnjë gëzim e lumturi! Me këmbë nga dielli *mospërf. shih te* KËMBË,~A. Mbeti në diell mbeti pa | gjë, mbeti me gisht në gojë, mbeti pa asnjë mjet jetese, mbeti në mes të katër rrugëve. Ngrihem (zgjohem) me diellin ngrihem (zgjohem) sapo del dielli. Ngrohet në diell (në shullë) *shih te* NGROHEM. Jemi ngrohur nga (nën) një diell *iron, shih te* NGROHEM. E nxori në diell *dike* e la pa gjë, ia mori të gjitha dhe e la pa asnjë mjet jetese. Si rrezja e diellit *shih te* RREZE,~JA. Në syrin e diellit *shih te* SY,~RI $_9$. Shi e diell *shih te* SHI,~U. Shkoi (vajti) prapa diellit shkoi shumë larg, shkoi në një vend nga i cili zor se kthehet, shkoi në humbësirë. Prapa diellit të vejë! *mallk.* mos ia pafsha sytë!, në djail të vejë! Ben shiun e diellin *shih te* SHI,~U. Nuk bën hi)e në diell *shih te* HIJE, ~A. Edhe dielli ka njotla *libr. shih te* NJOLLË,~A. Dielli lind (ngroh) për të gjithë *fj. u.* secili ka të drejtë të jetojë i lire, të gjithë kanë të drejtë ta gëzojnë jetën
e tyre. Dielli duket (shihet) që në mëngjes (që kar lind) *fj. u.* duket që në fillim nëse një punë do të shkojë mirë, nëse diçka do të ecë mbarë ose nëse dikush do të jetë i mirë. Ishin kripë në diell *shih te* KRIPË,~A $_s$. Ishte pykë në diell *shih te* PYKË,~A. Nuk lyhet (nuk f ëlliqet) dielli me baltë *fj. u.* nuk përlyhet dot e vërteta e madhe (kur dikush përpiq”et me kot ta bëjë këtë). Mori dhenë dielli ka kohë që ka dale dielli, u be vonë. Matet me diellin (me hijen) e mëngjesit (e mbrë-mjes) *keq. shih te* MËNGJES,~I. Ka mbetur rrasë në diell *shih te* RRASË,~A. Nuk mbulohet (nuk zihet, nuk fshihet) dielli me shoshë *fj. u.* nuk fshihet dot një gjë që është fare e qartë, e vërteta nuk mund të mbulohet (kur dikush përpiqet me kot ta bëjë këtë). Nuk zihet (nuk mbulohet) dielli me plisa *fj. u.* nuk mund të mbulohet një gjë shumë e madhe me diçka të vogël, nuk mund të fshihet diçka që shihet nga të gjithë; nuk mbulohet dielli me shoshë (kur dikush përpiqet me kot ta bëjë këtë). Ndal diellin me f jalë *shih te* FJALË, ~A. I ktheu potkonjtë (thundrat, këpncët, këmbët) nga dielli *përb.* ngordhi; vdiq. Punon me diell e me hënë punon ditë e natë, punon shumë e pa pu-shim. Ka shkuar (ka vajtur) dielli një hosten ka disa ore që ka dale dielli, po afron mesdita; u be vonë. E ka parë diellin para teje *shih te* SHOH. Mos paftë diell me sy! *mallk.* a) vdektëi, b) e shkoftë jetën nëpër burgje!; c) mos paste gëzim e lumturi, e shkoftë jetën me hidhërime! Iu shoftë hija e diellit! *mallk. shih te* SHUHEM. I tregoi se nga lind dielli *iron, shih te* LIND. Ia tregoi potkonjtë (këpucët) diellit (qiellit) *përb.* ngordhi; vdiq. Tund këmbët në diell *mospërf.* rri kot; nuk punon, theket në diell, shullëhet. U zhduk (humbi, shkriu) si vesa në diell (si vesa e mëngjesit) *shih te* VESË,~A. E kthen barkun nga del dielli *përçm. shih te* KTHEJ. Lëshon hije pa dale dielli *mospërf. shih te* HIJE, ~A. S'mund të jetë diell për të gjithë (për gjithë botën) *dikush* nuk mund të jetë i mirë për të gjithë, s'mund t'u bëjë mirë të gjithëve. Ia solli diellin dy gisht (dy kuti) mbi kokë (mbi krye) *dikujt* e solli në një gjendje shumë të vështirë, ia solli të keqen te dera. Dielli i mëngjesit të ngroh me mirë se i pasdrekes. *u.* duhet të punosh me këmbë-ngulje që kur je i ri; duhet ta rregullosh jetën që në moshë të re. L u 1 e dielli *bot. shih te* LULE,~JA. Pika (semundja) e diellit *mjek. shih te* PIKË,~A.

DIELLISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend që e rreh dielli pothuajse tërë ditën; shullë. *Rrinte në diellish-të.*

DIELLOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me diellin, me vendndodhjen e me lëvizjen e tij; që i përket diellit, i diellit; që buron nga dielli. *Spektri diellor. Vit diellor* koha sa zgjat një rrotullim i plotë i Tokës rreth Diellit. *Kalendar diellor. Cikël diellor. Sistemi diellor* tërësia e trupave qiellorë që përbëhet nga Dielli dhe nga pla-netët që lëvizin rreth tij. *Kurora diellore* shtresa e jashtme e atmosferës që shtrihet rreth Diellit në një largesë shumë të madhe e që përhap dritën e tij. *Ditë diellore* koha që nga mesi i një dite deri në mesin e ditës që pason. *Dritë diellore. Energji diellore. Rre-zatim diellor.*

2. Që shfrytëzon energjinë e diellit. *Mikroskop diellor. Busull diellore.*

DIELLZIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DIELLZOJ, DIELLZOHET. *Diellzimi i bimës. Diellzimi dhe ajrimi. I krasitin për dielhim.*DIFERENCUAR (i, e) *mb. libr.* 1. Që është dalluar prej të tjerëve nga tiparet, vetitë, vlerat, funksionet etj. *Elemente (pjesë) të diferencuara. Grupe të diferencuara.*

2. Që bëhet jo njëlloj, po sipas veçorive a dallimeve ose sipas kërkesave e nevojave të ndryshme; që ndry-shon sipas kushteve, sipas rrethanave etj.; i ndryshëm, i pabarabartë. *Punë e diferencuar. Qëndrim i diferen-cuar. Vshqim i diferencuar. Plehërim i diferencuar. Çmime të diferencuara. Në mënyrë të diferencuar.*

DIFTERI,~A . *tnjek., veter.* Sëmundje e rëndë ngjitëse, që shfaqet me pezmatim të grykës, të mukozës së fytit e të hundës dhe prek zakonisht të vegjlit; fyt i keq, grykët e bardha. *Difteria e shpendëve. Vak-sinimi kundër difterisë.*

DIFTONG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET *gjuh.* Grup prej dy zanoresh që shqiptohen si një rrokje e vetme. *Diftong ngjitës* diftong me theksin në zanoren e dytë. *Diftong zbritës* diftong me theksin në zanoren e pare. *Diftong i gjatë (i shkurtër).*

DIFTONGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DIFTONGOJ, DIFTON-GOHET.

DIFTONGOHET *vetv. gjuh.* Merr vlerën e një diftongu; bëhet diftong, kthehet në diftong (një za-nore).

DIFTONGOJ *kal.,* ^VA, ~UAR *gjuh.* I jap vlerën e një diftongu; e bëj diftong, ë kthej në diftong (një zanore).

DIGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pendë e ngritur në rrjedhën e një lumi për të grumbulluar ujin në vendin ku ndërtohet një hidrocentral ose ku krijohet një liqen artificial a rezervuar uji; pengesë për të pritur ujërat që vërshojnë; cfrat. *Digë e madhe (e gjatë). Digë mbrojtëse (pritëse). Digë dheu (betoni). Diga e hidrocentralit (e rezervuarit). Digat e bregdetit. Themeli i digës.*

DIG JEM *vetv.,* DOGJA (u), DJEGUR. 1. *kryes. veto III.* Merr zjarr, merr flake; harxhohet e tre-tet në zjarr, bëhet shkrumb e hi. *U dogjën drutë. U dogj shtëpia (kasollja, pylli). U dogj me benzine. Ben-zina (vajguri) digjet menjëherë. V dogj krejt. Digjet mire (shpejt, ngadalë). S'digjet fare.*

2. *vet. veta III.* Skuqet në zjarr jashtë mase, pi-qet me shumë sesa duhet, përcëllohet; shkrumbohet nga që lihet për një kohë të gjatë në zjarr. *U dogj gjella (mishi, buka, lakrori). V dogj kusia (tenxherja) në zjarr.*

3. Përcëllohem sa me bëhet plage nga zjarri, nga rryma elektrike, nga ujët vale ose nga diçka tjetër e nxehtë; me zë vapa a të nxehtët, me djeg diçka. *lu dogj dor a (këmba, gishti, gjuha). U dogj me vaj të nxehtë (me ujë të vale, me shkrepëse, me hekur). U dogj në diell* iu skuq shumë lëkura sa iu be plage nga që ka ndenjur gjatë në diell.
4. *vet. veta III.* Dëmtohet e numb njomështinë, fishket fare nga të nxehtët, nga vapa e madhe etj.; thahet shumë. *U dogjën të lashtat. U dogj duhani. U dogj toka për ujë.*
5. *vet. veta HI.* Harxhohet duke u përdorur për ngrohje, për ndriçim etj., mbaron. *U dogj qiriri. Po digjet (kot) drita. U dogjën drutë, duhen blerë të tjera.*
6. *vet. veta III.* I prishet e i del jashtë përdorimit diçka që përçon rrymën elektrike etj. dhe nuk punon
DIELLZOHET *vetv.* 1. Rrihet nga dielli, merr diell. *Diellzohet bima.* 2. *Pës. e* DIELLZOJ.
DIELLZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta HI.* E rreh dielli, i bien rrezet e diellit. *E diellzojnë rrezet.*
2. Lë në diell diçka; e bëj që ta rrahë dielli; nder diçka në diell.
DIETË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Rregull në të ngrënë e në të pirë, që i caktohet dikujt nga mjeku; pehriz. *Dietë e forte (e lehtë, e rëndë, e gjatë). Dietë barishtesh (pemësh, qumështi). I caktoi (ia hoqi) die-ten. Mban dietë. E prishi dietën. Është me dietë.*
DIETË,~A H . *sh.* ~A, ~AT *fin.* Shumë e caktuar parash që i jepet një punonjësi për shpen-zimet e ditës (për të ngrënë e për të f jetur), kur shkon me shërbim larg qendrës së tij të punës (zakonisht jashtë rrethit). *Mori dietat. Shkon pa (me) die-lë.*
DIEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *muz.* 1. Shenjë e veçan të që vihet para një note dhe që tregon se zëri duhet ngritur një gjysmë toni me lart.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit (pas një note). *Do (fa) diez.*
DIFERENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* 1. Ndry-shim; dallim. *Diferencë e madhe (e vogël). Zvogëlohet (rritet) diferenca.*
2. edhe *mat.* Mbetje; ndryshim. *Diferenca e dy numrave (e dy madhësive). Diferencat e arkës. fin.* deficitet dhe suflcitet. *Udhëheq me dy pike diferencë. sport.*
DIFERENCIAL,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *tek.* Meka-nizëm i veçantë në automjete (në automobila, në trak-torë, në tanke etj.) që u jep rrotave shpejtësi të ndryshme. *Diferenciali i parë (i dytë, i pasmë). Disku (zin-xhiri) i diferencialit.*
*2. mat.* Rritja arbitrare e një madhësie të pavarur e të ndryshueshme. *Diferencial i plotë (i pjesshëm). Diferenciali ifunksionit.*
DIFERENCIAL,~E *mb. mat.* Që ka të bëjë me diferencialin. *Gjeometri diferenciale. Ekuacioni diferencial. Llogaritja diferenciale* pjesë e matematikës që merret me studimin e madhësive të ndryshueshme të'një funksioni.
DIFERENCIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve DI-FERENCOJ, DIFERENCOHEM. *Diferencim i thellë (i madh, i vogël). Diferencim i brendshëm. Diferencim ekonomik (klasor, politik, ideologjik). Diferencimi i forcave politike. Diferencimi i pages. Diferencimi i detyrave. Procesi i diferencimit.*
DIFERENCOHEM *vetv. libr.* 1. Marr tipare që me dallojnë nga të tjerët, dallohem nga të tjerët. 2. *Pës. e* DIFERENCOJ.
DIFERENCOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Bëj dallim ndërmjet dy a me shumë njerëzve ose grupeve, ndërmjet dy sendeve, dy dukurive etj.; ndaj ose dalloj pjesët përbërëse të një tërësie, veçoj diçka nga diçka tjetër, nuk i quaj njësoj; ndryshoj diçka dhe e bëj të dallohet nga të tjerat. *Diferencon grupet (klasat, njerëzit). Diferencon rrymat. Diferencoi for cat. Di-ferencoi nor mat. Diferencon punët (problemet, çështjet).*ihë. *U dogj siguresa. U dogjën llambat. V dogj motori. V dogj makina larëse. U dogj radioja (televizori).*
7. Kam shumë të nxehtë a zjarrmi, përvëlohem nga zjarrmia. *Digjet zjarr. Digjet i tëri. I digjet koka (balli). I digjen faqet. Digjet si furrë.*
8. *fig.* Kam dashuri të madhe për dike a për diçka, vuaj shumë për të; kam mall të madh për dike a për diçka; kam nevojë a dëshirë të madhe për diçka; përvëlohem. *Digjej për vendlindjen (për fshatin). Di-gjej për trimin (për vashën). Digjej nga dashwia (nga malli). U dogj nga dëshira. U dogj për një fëmijë. U dogj për një pike ujë. Digjeshin për një çikë tokë. Digjet për të marrë vesft.*
9. *fig. bised.* Përjetoj diçka të rëndë që me dëmton, vuaj; e pësoj. *Është djegw një here. V dogj kot. Do të\ digjesh!*
10. *vet. vela HI fig. bised.* Shkon dëm; bëhet i pa-vlefshëm e nuk mund të përdoret me për shkak se i ka kaluar afati etj. *Iu dogjën biletat. U dogj fondi. Iu dogj diskutimi. U dogj kjo parullë. V dogj pseudonimi. U dogj baza. Iu dogjën planet.*
11. *fig. bised.* Humbas në një lojë, nuk mund të vijoj me lojën, dal jashtë loje; dështoj. *U dogj edhe ai(nëlojë).*
*p.. Pës. e* DJEG.
• S'i digjet (s'i hapet, s'i pëlcet) barku për *dike përçm. shih te* BARK,~U. Me digjet buza*për dike shih te* BUZË,~A. I digjet mjekra (koka) *shih te* MilEKËR,~RA. Digjet nur *shih te* NUR,~I. Digjet ndër vete brehet, vuan përbrenda nga një shqe-tësim. Iu dogj (iu përvëlua, iu zhurit) zemra (shpirti) për *dike a për diçka shih te* ZEMËR,~RA. Iu dogjën kartat (letrat) ndër (në) duar *dikujt* iu prishën të gjitha planet, dështoi në planet që kishte bërë, s'nrundi të arrinte synimet a qël)imet e veta. U dogj (shkoi) i njomi për të thatin *shih te* NJOMË (i, e). U dogj (shkoi) edhe i njomi (bashkë) më të thatin *shih te* NJOMË (i, e). I digjet rrogozi (hasra) nën vete *shih te* RROGOZ,~I. I digjet (i zien) toka (trua-lli) nën këmbë gjen kudo qëndresë të forte, e presin kudo me luftë të ashpër, s'e lënë të qetë. I digjet zemra horë *shih te* HORË. I digjet zemra prush për *dike shih te* PRUSH,~I. U dogj nga qulli (nga kun-gulli), e i fryn edhe kosit. *u. shih te* QULL,~I. Edhe mishi të piqet, edhe helli të mos digjet *fj. u. shih te* MISH,~I. Tjetrit i digjet mjekra, ai kërkon të ndezë cigaren *shih te* MJEKËR~RA. Kur m'u dogjën mu-llarët, njoha miqtë e kumbarët *fj.u. shih te* MULLAR, ~I.
DIGJEPIQ *m. palak.* Periudha që nga fillimi deri nga fundi i dhjetorit, kur malësorët zakonisht nuk merreshin me pune bujqësore. *Ishin në digjepiq.*
DIHAT (DIHAS) *jokal,* ~A, ~UR. 1. Marr frymë shpesh e me vështirësi pas një vrapimi, për shkak të një lodhjeje të madhe fizike etj. *Dihat kali (qeni). Dihat nga lodhja.*
2. *kal.* Thith thellë (ajrin) në mushkëri. *Dihatin ajrin e paster.*

DIHATJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes DIHAT. *Dihatja e ajrit.*
*2.* Frymëmarrje e shpeshtë dhe e rëndë pas një vrapimi të gjatë, pas një lodhjeje të madhe fizike etj.; zhurina që dëgjohet kur dikush dihat. *Dihatje e rëndë (e shpeshtë, e çrregullt). Dëgjohet (ndihet) dihatja e dikujt.*
DIHET *vetv., pavet.iËshtë* e ditur; e dine, e njohin; kuptohet. *Dihet (mirë) se (që)... S'dihet si vete puna. S"dihet ku iku. S'i dihet dikujt a diçkaje* nuk mund ta kuptosh dot dike a diçka se çfarë bën ose çfarë do të bëjë, nuk mund ta marrësh dot me mend; nuk jemi të sigurt për dike a për diçka.
2. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* I njihet, ia njohin, ia dine. *dihet puna dikujt. I dihen meritat. I dihet për nder dikujt.*
• Ku dihet? mundet, ndoshta, kushedi.
DIJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e njohurive pak a shumë sistematike, që dikush ka përvetësuar në një fushë të caktuar; gjithçka që dihet për botën që na rrethon, njohuri; dituri, shkencë. *Dije të thella (të shumta, të plota, të sakta). Dije marksiste. Dije shkencore. Dijet e nxënësit. Përhapja ë dijes. Kontrolli (vlerësimi) i dijeve. Fronti i dijes. Në lëmin e dijes. Dashwia për dijen. Ka nevojë për dije; Shton dijet. Men dije. Flet trie dije* flet me urti, me arsye të shëndo-shë.
2. *krahin.* Dijeni, njoftim. *Vë në dije* njoftoj. *Është në dije të punës.*
• Shet dije shet mend, hiqet i ditur.
DIJEDASHËS,~E *mb.* 1. Që është i dhënë pas dijes a pas shkencës, që e do dijen. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
DIJEKEQ,~E *mb.* \. Që i shkon mendja për keq, që e ka me djallëzi a me qëllim të keq; i djallëzuar, dhelparak.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
DIJEKEQËSl,~A . Te qenët dijekeq; djallëzi, dhelpëri.
DIJENI,~A *sh.* ~, ~TË. Njohja e diçkaje, ajo që dime për diçka; njoftim. *S?ka dijeni* s'di gjë. *Sa për dijeni. Me (pa) dijeninë e dikujt* duke e ditur (pa e ditur) dikush. *Marr dijeni p ë r diçka* marr njoftim, njoftohem. *E vë në dijeni dikes* njoftoj. *S'jam në dijeni* s'e di.
DIJEPLOTË *mb. Që* ka dije të plota për diçka, që ka shumë dije; i ditur.
DIJETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka dije e njohuri të thella për një fushë a për disa fusha të shkencës, njeri i ditur; ai që me punën e tij kërkimore-shkencore ndihmon për zhvillimin e përparimin e një shkence ose të një dege të saj, lëvrues i një shkence a i një dege të saj; shkencëtar. *Dijetar i madh (i shquar). Dijetar materialist (revolucionar, patriot). Dijetarët shqiptarë. Dijetarët e Rilindjes.*
DIJETARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DIJETAR, ~I.
DIJËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* 1. Njeri i ditur, dijetar. *Dijës me zë. Pyeti një dijës.* 2. Ai që shtinte fall, f alltar.
DlJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka dije e njohuri të thella; i ditur, i mençur. *Njeri i dijshëm. Vajzë (grua) e dijshme.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
DIKASTER,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Institution qen-dror i administratës shtetërore; ministri. *Dikaster qendror. Dikaster ekonomik. Dikasteri i arsimit. Pw nonjësit e dikastereve.*DIKASTERIAL,~E *mb.* 1. Që lidhet me dikas-terin a me dikasteret, i dikasterit a i dikastereve. *Kon-troll dikasterial. Delyra (kompetenca) dikasteriale. Në shkallë dikasteriale.*
*2. keq.* Që lidhet vetëm me një dikaster, që sheh vetëm interesat e dikasterit të vet, shumë i ngushtë, i njëanshëm; burokratik. *Interesa dikasteriale. Frymë (prirje) dikasteriale. E sheh me syrin dikasterial.*
DIKII *pakuf. Kallëz. e* DIKUSH.
DlKË,~A . *krahin.* Dëshirë e madhe; lakmi. *Dike për pasuri. Ka dike të madhe.*
DIKOJ *joked.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Vjen, derdhet (uji); buron, del; rrjedh. *Dikon lumi (përroi).*
2. *vet. veta HI.* Derdhet pak e nga pak, pikon; rrjedh. *Dikon djersa. Po dikon shi. Dikojnë pikat e ujit.*
3. *kal.* Derdh diçka pak e nga pak, derdh pika-pika (sidomos nga enët që e kanë grykën të ngushtë). *Dikon ujin.*
DIKSION,~I *m. libr.* Mënyra e shqiptimit të fja-(ëve, të rrokjeve e të tingujve lçur flasim, kur kendo jmë ose kur recitojmë; shqiptim. *Diksioni i folësit të radios (i aktorit, i recituesit). Ka diksion të mirë (të qartë, të paster, të keq).*
DIKTAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *drejt.* Detyrimi që i bëhet një shteti më të dobët a një shteti të mun-dur nga ana e një shteti më të forte a e një shteti fitues për të pranuar kërkesa politike, ushtarake dhe ekonomike të padrejta; marrëveshje e pabarabartë ndërmjet dy shteteve, e cila përmban një detyrim të tillë. *Diktati imperialist (socialimperialist). Politika e diktatit. Me gjuhën e diktatit. S"i nënshtrohen diktatit.*
2. *libr.* Detyrimi i dikujt nga një tjetër për të ve-pruar në kundërshtim me dëshirën dhe me vullnetin e vet.
DIKTATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kryetar i një shteti a i një qeverie, i cili ka pushtet të pakufizuar dhe vepron me egërsi e pa përfillur askënd. *Diktator fashist. Diktator i egër.*
2. *hist.* Njeri, të cilit i jepej nga senati në Romën e Vjetër pushtet i pakufizuar (zakonisht për gjashtë muaj), kur shtetit i kanosej një rrezik i madh nga jashtë ose kur duheshin shtypur kryengritjet popullore.
3. *fig. libr.* Ai që u dikton të tjerëve vullnetin e vet pa përfillur mendimin, dëshirat dhe interesat e tyre, ai që jep urdhra e komandon pa pyetur askënd; tiran.
DKTATORIAL,~E *mb. libr.* 1. Që lidhet me diktaturën ose me diktatorin, që i përket diktaturës ose diktatorit, i diktaturës ose i diktatorit; që mbësh-tetet në diktaturë, që i shërben diktaturës. *Pushtet (regjim) diktatorial. Metoda diktatoriale.*
2. *fig.* Që urdhëron pa përfillur askënd, i egër, i vrazhdë. *Me ton diktatorial.*
DIKTATURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pushtet i pakufizuar shtetëror, që shpreh e mbron interesat e klasës sunduese dhe që ushtrohet me dhunë nga një njeri ose nga një grup njerëzish; pushteti i diktatorit. *Diktaturë ushtarake (politike, fashiste, monar-kiste). Diktaturë absolute. Diktaturë e egër. Diktatura e skllavopronarëve (e feudalëve, e borgjezisë).*
*2. hist.* Sundimi i diktatorit në Romën e Vjetër;
pushteti i tij i pakufizuar; koha gjatë së cilës ai e ushtronte këtëjjushtet.
3. *fig. libr.* Sjellja e veprimet e atij që u jep urdhra të tjerëve e u dikton vullnetin e vet pa përfillur mendimin, dëshirat e interesat e tyre, sjellje prej diktatori. *Kishte vendosur diktaturë në shtëpi (në zyrë, në ndër-marrje).*

Diktatura e proletariate pushteti shtetëror i klasës punëtore që vendoset pas fitores së revolucionit socialist nën udhëheqjen e partisë mark-siste-leniniste, që shpreh e mbron interesat e të gjithë punonjësve dhe që është tipi me i lartë i demokracisë.

DIKTIM,~I I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DIKTOJ I, DIKTOHEM i. *Diktimii gjurmëve. Diktimi i sëmundjes.*

DIKTlM,~I II *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DIKTOJ II, DIKTOHET n. *Diktimi tekstit. Diktim me zë të lartë.*

2. Ushtrim me shkrim që mësuesi u bën nxënësve në klasë, duke u diktuar një tekst të caktuar zakonisht për të përvetësuar drejtshkrimin a për të kontrolluar dijet e tyre në mësimin e gjuhës; teksti që diktohet në këtë ushtrim. *Diktim sqarues (kontrolli). Diktim për përdorimin e presjes. Ora e diktimit. Fletorja e diktimit. Bëjnë diktim.*

•*k* G j y q i i d i k t i m it *drejt., vjet. shih te* GJYQ, ~I. Gjykata ediktimit *drejt., vjet. shih te* GJYKATË,~A.

DIKTIMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt., vjet.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DIKTIMOJ, DIKTI-MOHET.

DIKTIMOHET *drejt., vjet. Pës. e* DIKTIMOJ.

DIKTIMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *drejt., vjet.* Shpie në gjyqin e diktimit një vendim që e ka dhënë një gjyq tjetër. *E diktimoi vendimin (gjykimin).*

DIKTIMOR,~E *mb. drejt., vjet.* Që lidhej me gjyqin e diktimit, që i përkiste gjyqit të diktimit; që bëhej nga gjyqi i diktimit; që paraqitej për r'u diktimuar. *Kërkesë diktimore. Shqyrtim diktimor.*

DIKTOHEM i. *Pës. e* DIKTOJ I. *Nuk u dik-tuan nga armiku. U diktua nga roja.*

DIKTOHET II. *Pës. e* DIKTOJ II. *Diktohet nga kushtet (nga nevojat).*

DIKTOJ i *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zbuloj dike a diçka pasi e kam gjurmuar, e gjej, e shoh pasi e kam ndjekur ose e kam vëzhguar, e pikas. *Diktoi armikun. Diktoi gjurmët. S'diktoi asgjë. S'e diktoi dot. E diktoi menjëherë.*

2. Zbuloj diçka të fshehtë, arrij ta kuptoj, i bie me të. *Diktoi qëllimet e dikujt. la diktoi mendjen* ia bleu mendjen.

DKTOJ II *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lexoj a them diçka qartë, ngadalë, shkoqur e me zë të lartë, në mënyrë që dëgjuesi të arrijë ta shkruajë ose ta më-sojë mirë; lexoj një tekst në klasë fjalë për fjalë, qartë, ngadalë e me zë të lartë, në mënyrë që nxënësit të shkruajnë bukur e pa gabime, të ushtrohen për të përvetësuar drejtshkrimin etj. *U diktoi ligjëratën (tekstin, pyetjet). Dikton me zë të lartë.*

*2.* 1 kërkoj dikujt të bëjë medoemos atë që dua unë, pa marrë parasysh vullnetin ose dëshirën e tij, e de-tyro j të veprojë në një mënyrë të caktuar. *diktonvullnetin. U diktoi kushtet. U diktoi një marrëveshje të pabarabartë. U diktoi afatin. Ua diktojnë rrethanat {kushtet). Ua dikton nevoja.*

DIKTUES,~I I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që gjen dike a diçka pasi e ka gjurmuar, ai që dikton dike a diçka; zbulues.

DIKTUES,~I II *m. sh.* ~, ~IT. Ai që dikton një tekst etj.

DIKTÇESHËM (i),'~ME (e) *mb. drejt., vjet.* Që mund t'i paraqitej gjyqit të diktimit për shqyrtim. *Vendim i diktueshëm.*

DIKC *ndajf.* 1. Në një vend të pacaktuar, në një vend që nuk e dime ku bie, që s'ka rëndësi se ku është Ose që nuk duam ta caktojmë me përpikëri; ndokund; në një vend çfarëdo. *Diku malit (nëfushë, përtej lumit). Diku larg (afër, rrotull, aty jashtë, përpara, lart,poshtë). Diku e bardhë, diku e verdhë. Diku mirë, diku keq. Punon (baiwn, rri, është) diku. Diku kishte shkuar. Do të dalim diku.*

2. Ngandonjëherë, rrallë. *Diku vjen (duket, del).*

• Deri diku deri në një fare mase a shkalle, deri në një fare pike.

DIKU-DIKU *ndajf.* Aty-këtu, vende-vende, vise-vise.

DIKUJT *pakuf. Dhan. e* DIKUSH.

DIKUR *ndajf.* 1. Shumë kohë përpara, në një të kaluar të largët, njëherë moti, qëmoti; me pare. *Si dikur. Na ishte dikur... Jetonin (punonin, hanin, rrinin) bashkë dikur. Mos harro si ke qenë dikur. Dikur as që kujtohej për të.*

2. Ndonjëherë në të ardhmen. *Dikur do të vijë edhe ai. Dikur do të pendohet (do ta kuptojë).*

3. *bised.* Së fundi, me në fund. *Dikur vendosi. Dikur u duk edhe hëna.*

DIKURSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka qenë dikur, që ishte shumë kohë me pare, i qëmotshëm; i hershëm; i! mëparshëm. *Fshati i dikurshëm. Këneta e dikurshme. Veshjet e dikurshme. Jeta e dikurshme. Lavdia (fama) e dikurshme.*

DIKUSH *pakuf.* 1. Ndonjë njeri që nuk dihet se klish është ose që nuk duam t'ia themi emrin, ndokush. *Dikush po vjen (po flet, po hyn, po del). Dikush mund te thotë se... Dike pa. Dikush e pranon, dikush jo. Falja dikujt!*

2. Njëri prej disa njerëzve. *Të vijë dikush prej jush (prej tyre) !*

•*k* Dikush qesh, dikush qan një njeri a një pale është në gjendje shumë të mirë, një tjetër a pala tje-të'r është në gjendje shumë të keqe; dikush fiton, dikush humbet, dikush haj-haj, dikush vaj-vaj.

DILEMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *log).* Gjykim a mendim që për të njëjtën gjë përmban dy teza, dy zgjidhje të kundërta, prej të cilavet duhet zgjedhur vetëm njëra, pasi përjashtohet çdo zgjidhje e tretë.

2. *libr.* Gjendje e vështirë, kur dikush duhet të zgjedhë njërën nga dy mundësitë ose nga dy gjërat e kundërta që i paraqiten. *Dilemë e vështirë. Është në dilemë. E vuri përpara një dileme. E zgjidhi dilemën.*

DILETANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Amator. *Grupet e diletantëve. Shfaqja e diletantëve.* 2. *keq.* Ai që merret me veprimtari në fushën e
shkencës, të artit, të teknikës etj. pa pasur përgatitjen e veçantë që nevojitet, pa pasur njohuri të plota e të thella. *Punë diletanti. Ra në duar diletanti. Është di-letant në matematikë (në gjuhësi, nëfilozofi, në politikë).*

DILETANTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DI-LETANT,~I.

DILETANTIZËM,~MI *m. libr., keq.* Punë a veprimtari prej diletanti në fushën e shkencës, të artit, të teknikës etj.; punë e cekët, e përciptë. *Diletantizëm i theksuar. Ra në diletantizëm. E fcapërcyen diletan-tizmin.*

DIMENSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr. shih* PËR-
MASË,~A.

DIMËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Stina e katërt dhe më e ftohtë e vitit, që vjen pas vjeshtës (në gjysmërruzullin verior fillon me 22 dhjetor e mbaron me 21 mars). *Dimër i ftohtë (i butë, i egër, iashpër). Dimër i gjatë. Dimër me dëborë. Këtë dimër. Tërë dimrin. Në dimër. Në mes të dimrit. Para (pas) dimrit. Stina e dimrit. Shirat (të ftohtët) e dimrit. Acari (thëllimi) i dimrit. Pushimet e dimrit* fpër nxënësit a për studentët). *Rrobat e dimrit.*

*Netët e dimrit. Hyri (doli, filloi, mbaroi) dimri. E hodhën (e kaluan, e kapërcyen) dimrin. Mbledh (ruaj) për dimër.*
2. Muajt më të ftohtë të vitit; *kund.* verë, behar. *Dimër e verë* gjatë gjithë vitit, në çdo kohë të vitit, vazhdimisht. *Doli vera e hyri (erdhi) dimri.*
3. Kohë e ftohtë dhe e keqe, zakonisht me dëborë; *kund.* behar. *Bën dimër. Ç'është ky dimër që na zuri!*
4. *përd. ndajf. (në rasën dhanore të numrit njëjës të shquar).* Gjatë dimrit, në dimër. *Dimrit shtegtonin (zbritnin) nëfusha.*
•*k* Dimri ha beharin *fj.u.* prodhimet e verës har-xhohen në dimër; ato që grumbullohen kur puna ecën mirë harxhohen në ditë të vështira. Dimri ha gurë (kashtë, gozhdë) në dimër, meqë nuk ka prodhime të shumta e bën ftohtë, hahen edhe ushqimet më të këqija. Me sa dëgjohet qyqja në dimër *shih te* QYQE, ~JA. Kërkon dardha (thana, thanëza, rrush) në dimër (në shënëndre) *shih te* DARDHË,~A. I lulon bahçja (edhe) në dimër *shih te* LULOJ. Na rrofsh për dimër, se për verë jemi vetë *thjeshtligj., iron,* i thuhet dikujt për t'i treguar se ia kemi nevojën në kushte të vështira dhe jo atëherë kur nuk na duhet. L u 1 e dimri *bot. shih te* LULE,~JA. Zog dimri (log bore ) *zool. shih te* ZOG,~U.
DIMËRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Bores.
DIMËRAK,~E *mb.* 1. Që piqet vonë ose që mund të ruhet për dimër, dimëror (për pemët etj.). *Dardhë (mollë) dimërake. Rrush (fik) dimërak. Pjepër dimër ak.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Preu një dimërak.*
DIMËRIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve DIMËROJ, DIMËROHET. *Dimërimi i bagëtisë (i bletëve). Vendi i dimërimit. Bën dimërimin. Për-gatitet për dimërim. U nis për dimërim.*
DIMËRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kullotë dimërore, vërrishtë.
2. Ushqim për bagëtinë gjatë dimrit.
3. Lakra të egra që rriten në dimër e përdoren siushqim nga njerëzit, njomishta dimri. *Mblodhi ca dimërishta. Bëri një lakror me ditnërishta.*
DIMËROHET *vetv.* 1. *Pavet. e* DIMËROJ. *Këtu s'dimërohet.*
*2. Pës. e* DIMËROJ $_3$.
DIMËROJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Kaloj a shkoj dimrin në një vend (kryesisht për dike që vjen nga një vend tjetër me bagëti, me bletë etj.)- *Dimëruan në fushë (në mal, në vërri). Erdhi për të dimëruar.*
2. Përballoj të ftohtët e dimrit, kaloj dimrin, nxjerr dimrin; *vet. vet a III* iron për dimër. *Dimëruam ntirë këtë vit. Dimëruan pa dëm kafshët. Dimërojnë në tokë (perimet).*
3. *kal.* Shpie bagëtinë në vërri a në një vend më të ngrohtë për të kaluar dimrin; i krijoj kushte të për-shtatshme për të përballuar të ftohtët e dimrit, bëj që të kalojë dimrin pa u dëmtuar a pa u prishur (për kafshët e për bimët). *Dimërojnë bagëtinë (dhentë, tufën). Dimëroi bletët. Dimërojnë fidanët. Mezi i di-mëroi lulet.*
DIMËROR,~I *m. vjet.* Dhjetor. *U mblodhin në dimëror.*
DIMËROR,~E *mb.* 1. Që i përket dimrit, i dimrit; që bëhet në dimër, që vazhdon gjatë dimrit; që është karakteristik për stinën e dimrit. *Pushimet dimërore. Gjumë dimëror* letargji. *Sportet dimërore* Uoje të sportit mbi dëborë ose mbi akull. *Spërkatje (krasitje) dimërore.*
2. Që piqet Vonë e që ruhet për dimër; që rritet, që lulëzon, që gjelbëron, që jep prodhim etj. në dimër. *Dardhë (mollë) dimërore. Pjepër (fik) dimëror. Perime dimërore. Lule dimërore. Kullota (livadhe) dimërore,*
3. Që përdoret ose që mbahet gjatë dimrit. *Rroba (veshje) dimërore.*
DIMËRCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ka ardhur e kalon dimrin në një vend.
DIMËRUES,~E *mb.* Që kalon dimrin; që për-ballon të ftohtët e dimrit, që i qëndron kohës së keqe të dimrit. *Zogjtë dimërues. Kandërr dimëmese.*
DIMl,~TË . *vet. sh.* Çitjane. *Dimi të mëndafshta. Mbante dimi.*
DIMISKI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Këllëç ose thikë e gjatë Damasku, me presë të mprehtë çeliku dhe me zbukurime ari ose argjendi, me shkronja arabe etj.
DIN,~I *m. fet., vjet.* Besim, fe, besë. *Prishi din e iman. S'kish din e iman. Kish dale prej dini e prej imani* nuk kish me as fe as besë, nuk besonte me.
*k* S'ka din (e iman) është i pamëshirshëm, është i pashpirt. Me din e me iman a) më të gjitha forcat e mundësitë, me këmbëngulje të madhe, me ngulm; b) që të gjithë; gjithçka. E solli (e pruri) në din *dike* e ndreqi dike, e solli në rrugë të drejtë. Erdhi në din u ndreq, erdhi në rrugë të drejtë. S'i la din e iman *thjeshtligj.* s'i la gjë pa thënë, ia numëroi të gjitha; ia nxori bojën, e bëri për pesë para. I ndërroi din e iman ia rregulloi mirë qejfin, ia mori shpirtin.
DINAK,~E *mb.* 1. Që vepron a që sillet në mënyri dhelparake, që përdor dredhi për t'ia arritur një që-Hi mi, dhelparak.
2. Që është karakteristik për një njeri dhelparak;
që bëhet me dredhi, që shpreh dredhi a dhelpëri. *Ve-prim dinak. Me sy dinakë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
DINAKËRI,~A. *sh.* ~, ~TË. Të qenët dinak; veprim që bëhet për të mashtruar të tjerët, për t'ua hedhur pa e kuptuar, veprim a sjellje prej dinaku; dredhi, dhelpëri. *Vepron (punon) me dinakëri. E mori me dinakëri.*
DINAKËRfSHT *ndajf.* Në mënyrë dinake, me dinakëri, dhelpërisht.
DINAMIK,~E *mb.* 1. *mek.* Që ka të bëjë me di-namikën, që lidhet me lëvizjen e trupave dhe me forcat që veprojnë mbi ta. *Force (ngarkesë) dinamike. Teoria dinamike. Gjeologjia dinamike* pjesë e gjeo-logjisë, e cila studion proceset që ndryshojnë pa-reshtur përbërjen dhe ndërtimin e kores së tokës. *Ligj dinamik. Ekuilibër dinamik.*
2. Që bëhet me force të veçantë, që ka shumë lë-vizje a veprime të gjalla dhe force të brendshme, që zhvillohet me force e shpejt. *Veprime dinamike. Zhvi-Uim (proces) dinamik. Valle (këngë) dinamike.*
3. Që bën lëvizje e veprime plot gjallëri, që është shumë i lëvizshëm, i gjallë e i shkathët; energjik. *Tip (lojtar) dinamik. Njeri (drejtues) dinamik.*
DINAMlKË,~A . 1. Pjesë e mekanikës që studion ligjet e lëvizjes së trupave në lidhje të ngushtë me forcat që veprojnë mbi ta. *Parimet (ligjet) the-melore të dinamikës.*
*2. libr.* Të qenët në lëvizje, ecuria e zhvillimit dhe e ndryshimit të një dukurie nën ndikimin e vepruesve të jashtëm e të brendshëm; lëvizje, veprim i gjallë; të qenët dinamik. *Dinamika ejetës (e punës, e ngjarje-ve, e luftës, e prodhimit). Dinamika e zhvillimit. Dinamika e kohës.*

*Dinamika e rritjes së diçkaje. Dinamika e valleve (e këngëve). Dinamika e lëvizjeve greviste.*
DINAMIT,~I *m.* Lënde plasëse që përbëhet nga nitroglicerina dhe nga disa lëndë të tjera të përziera më të dhe që përdoret për të hedhur në erë a për të çarë shkëmbinj, në industrine e luftës etj. *Llokume dinamiti. Fuqia shpërthyese e dinamitit. E hodhi në erë (e shpërtheu) me dinamit.*
*k* I vuri dinamitin *diçkaje* e prishi fare një punë, e shkatërroi që nga themelet.
DINAMIZËM,~MI *m.* Të qenët dinamik; force e veçantë, vrull e gjallëri që karakterizon dike a diçka. *Dinamizmi revolucionar (luftarak). Dinamizmi i jetës (i zhvillimit). Dinamizmi i valleve (i këngëve, i melodive). Dinamizmi i lojës. Plot dinamizëm. Vepron me dinamizëm.*
DINAMO,~JA . *sh.* ~, ~T *tek.* Makinë që shndërron energjinë mekanike në energji elektrike, gjenerator elektrik. *Dinamo dore. Dinamo automobili (biçiklete). Dinamo me rrymë të vazhdueshme (me rrymë të pandryshueshme).*
DINAMOMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *tek.* Aparat që shërben për të matur intensitetin e forces; forcëmatës. *Dinamometër elektrik. Dinamometër dore (këmbe).*
DINAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njësia monetare bazë e Jugosllavisë, e Algjerisë, e Tunizisë, e Ira-kut etj.; monedhë që ka këtë vlerë.
2. *vjet.* Marcel.DINASTI,~A . *sh.* ~, ~TË. Një varg mbnarkësh të së njëjtës familje, që kanë sunduar ose vazhdojnë të sundojnë në një vend njëri pas tjetrit; dera që sun-don në një vend brez pas brezi. *Dinastia e Habsbur-gëve (e Burbonëve). Themeluesi (krijuesi) i dinastisë.*
DINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fiz.* Njësi bazë për matjen e forces në mekanikë, e barabartë me forcën që duhet për t'i dhënë një mase prej një grarni nxi-timin një centimeter në sekondë në katrorë. *Force e barabartë me një dine.*
DINOZAUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *paleont.* Kafshë zvarranike, e cila ka qenë rreth njëzet metrii e gjatë dhe ka jetuar shumë kohë përpara shfaqjes së njeriut.
DINJITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që zinte një vend të rëndësishëm në shoqëri, në hierar-kinë feud ale etj.; funksionar i lartë. *Dinjitarët e më-dhenj. Dinjitarët e kishës.*
DINJITET,~I *m.* 1. Tërësia e vlerave morale të njeriut a të një grupi njerëzish (nderi, krenaria etj.); vetëdija që ka njeriu a një grup njerëzish për këto vlera e për të drejtat e veta në shoqëri dhe nderimi i tij për vetveten; shfaqja e jashtme e kësaj vetëdije dhe e këtij nderkni. *Dinjiteti kombëtar. Dinjiteti i njeriut (ifamiljes, i ndërmarrjes, i institutit). Me (pa, plot) dinjitet. Ngre (ul, fyen, merr nëpër këmbë) di-njitetin. S"ka pike dinjiteti. Flet (sillet) me dinjitet.*
2. Cilësia e mirë a vlera e lartë e diçkaje që e bën atë të çmohet. *Me dinjitet artislik. Vepër plot dinjitet.*
DIODË,~A . *sh.* ~A, ~AT *elektr.* Llambë elektronike me dy elektroda (me anode e me katodë).
DIOPTRI,~A . *fiz.* 1. Njësi e matjes së fuqisë thyerëse të thjerrëzave.
2. *mjek.* Njësi e matjes së forces a të aftësisë së të pant; numri i thjerrëzës që korrigjon shrregullimet e të parit. *Syze me dioptri.*
DIOQEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *fet.* Juridik-sioni kishtar në të cilin ushtron funksionet e tij një peshkop a një prelat tjetër; peshkopatë (në vendet ku vepron kisha e krishterë).
2. *hist.* Ndarje administrative në Romën e Vjetër.
DIPLOMACl,~A . 1. Veprimtaria që zhvillon një qeveri nëpërmjet organeve të caktuara (sidomos nëpërmjet ministrisë së punëve të jashtme dhe për-aqësuesve të saj në vendet e ndryshme) për të vënë në jetë politikën e jashtme të shtetit të vet; tërësia e organeve dhe e nëpunësve që merren me këtë veprim-tarij *Diplomaci e fshehtë. Metodat e diplomacisë. His-toria e diplomacisë. Kreu i diplomacisë.*
2. edhe *sh.* ~, ~TË *fig. bised.* Mënyrë e stërho-lluar, mjeshtëri, shkathtësi a dredhi e hollë ose takt i veçantë që përdor dikush për të zgjidhur një çësh-tje, për t'ia arritur një qëllimi. *E kërkoi (e bëri) me diplomaci. Pyeti (u përgjigj) me diplomaci. Lëri di-plomacitë!*
-DIplomacia (politika) e kino-nierave *shih te* KANONIERË,~A.
DIPLOMANT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Student a nxënës që përgatit e mbron një diplomë në mbarim të shkollës ose të një kursi; ai që diplomohet në një degë a në një fakultet të një shkolle të lartë. *Diplo-mantët e universitetit.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Studentët diplomahtë.*
DIPLOMANTE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DIPLOMANT,~I.
DIPLOMAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *dipl.* Ai që merret me diplomaci; nëpunës i lartë, i ngarkuar nga qeveria për ta përfaqësuar atë në marrëdhëniet me botën e jashtme, përfaqësues diplomatik. *Diplomat* i *zoti. Diplomatët e huaj. Mbledhje diplomatësh.*
2. *fig. bised.* Ai që vepron me mënyra të stërho-lluara, me mjMhtëri, me shkathtësi a me dredhi të hollë ose me një takt të veçantë për të zgjidhur një çësht je, për t'ia arritur një qëllimi.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit.
DIPLOMATE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fern e* DIPLOMAT,~I.
DIPLOMATlK,~E *mb.* 1. Që lidhet me diplo-macinë ose me diplomatët, i diplomacisë ose i diplo-matëve; që merret me diplomaci; që përbshet nga diplomatë; që është për diplomatë. *Marrëdhënie diphmatike. Trupi diplomatik* tërësia e përfaqësuesve zyrtarë të huaj pranë një shteti. *Përfaqësia diphmatike. Qarqet diphmatike. Pasaportë diphmatike. Posta diphmatike. Korrespondencë diphmatike. Korrier diplomatik. Note diphmatike. Në rrugë diphmatike.*
2. *fig. bised.* Që bëhet me mënyra të stërholluara, me shkathtësi, me mjeshtëri a me dredhi të hollë ose me një takt të veçantë për të arritur një qëllim të cak-tuar. *Pyetje (përgjigje) diphmatike. Veprim diplomatik.*
DIPLOMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dokument zyrtar që i jepet dikujt si dëshmi kur mbaron një shkollë të lartë a të mesme profesionale ose një kurs të posaçem. *Diploma e universitetit. Diplomë agronomi (gjeohgu, mjeku, mësuesi, tekniku). Me (pa) diplomë. Mori diplomën* u diplomua.
2. Punimi, studimi a projekti që bën një student ose nxënës në mbarim të një shkolle të lartë a të mesme profesionale ose të një kursi dhe që e mbron para një komisioni shtetëror. *Tema e diphmës. Projekti* i *diphmës. Punë diphme. Përgatit (shkruan, mbron) diplomën.*

3. Dokument zyrtar që i jepet një punonjësi si dëshmi kur merr një grade shkencore a një titull shkencor. *Diplomë për gradën “doktor i shkencave” (për titullin “docent”).*
*4.* Dokument që i jepet një njeriu, një organizate etj. për veprimtari të shquar në një fushë të caktuar. *Diplomë nderi. Diploma e kampionit. U nderuan me diplomë.*
*k* Me diplomë *bised.* me nam, i njohur prej kohësh e nga të gjithë (zakonisht për sjellje a veprimtari jo të mirë).
DIPLOMIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të foljes DIPLOMOHEM. *Diphmimi i studentëve. Me rastin e diplomimit.*
DIPLOMOHEM *vetv.* Marr diplomën, e cila vër-teton se kam mbaruar një shkollë të lartë a të mesme profesionale ose një kurs të posaçëm; kryej një shkollë të lartë a të mesme profesionale. *U diplomua në Universitetin e Tiranës. U diplomua për mjekësi. U diphmuan 1000 veta.*
DIPLOMUAR (i, e) *mb.* 1. Që ka marrë diplomën për mbarimin e një shkolle të lartë a të mesme profesionale ose të një kursi të posaçëm; që ka kryer, një shkollë të lartë a të mesme profesionale. *Kuadro të diplomuara.*2. Që ka marrë një diplomë në një konkurs, në një garë etj.
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiejnrit. *Uroi të diplomuarit.*
DIQYSH *ndajf.* Në një fare mënyre, disi. *E kaluait diqysh. U përgatit diqysh. E rregulloi diqysh.*
DIREK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dru i gjatë e i drejtë, zakonisht i gdhendur, që ngulet a mbërthehet diku dhe shërben për të mbajtur diçka, shtyllë e drunjtë, tra. *Direku i sipërm (i poshtëm). Direku i derës (i çatisë). Dhrek muri. Ngul direkun. I vë direkë gardhit. Mbështet (mbërlhej, var) në direk.*
2. *det.* Shtyllë e gjatë dhe e drejtë prej druri a prej metali në një anije, që shërben për të mbajtur velat e mjete të tjera, druri i anijes. *Direku kryesor. Direku* I *anijes. Direku i bashit. Anije me dy (tre) direkë. V thye direku.*
3. *fig.* Ai që luan rolin kryesor në një veprimtari, ai që mban barren më të rëndë në një punë; njeriu kryesor a me i rëndtsishëm në një familje, në një kolektiv etj.; shtylli. *Direku i shtëpisë.*
DIREKTIVË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. UdhI-zim që jepet nga një organ drejtues për vijën që duhet ndjekur e duhet zbatuar në një punë a veprimtari. *Direktivat e Partisë. Dha (lëshoi) direktivën. Zbatoj (vë në jetë) direktivat. Zbërthyen direktivat. Vepron sipas direktivave.*
DIRË,~A. *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Fërkem. *Dirat e ujkut (e dhelprës). Ndjek dirat. Shkoi pas dirave.*
DIRGJEM *vetv.,* DORGJA (U), DJERGUR. 1. Zdirgjem. *U- dorgj nga mali. Dirgjet uji prej lugut.* 2. *vet. veto III.* Shkrin. *Dirgjet bora (akulli).*
DIRIGJENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *muz.* Diri-gjues. *Dirigjenti i orkestrës (i korit). Shkopi i diri-gjentit.*
*1. fig. libr.* Ai që luan rolin kryesor për organizimin e drejtimin e një pune a të një veprimtarie. *Dirigjenti i skuadrës.*
• I bindet shkopit të dirigjentit (të dirigjuesit) *libr.* i bindet verbërisht dikujt, bën ashtu si thotë një me i madh a me i fuqishëm, i nënshtrohet diktatit të dikujt.
DIRIGJENTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dirigjuese.
DIRIGJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DIRIGJOJ, DIRIGJOHEM.
2. *muz.* Puna që bën dirigjuesi i një orkestre, kori etj.; mjeshtëria e dirigjuesit. *Arti i dirigjimit. Meson për dirigjim.*
DIRIGJOHEM. *Pës. e* DIRIGJOJ.
DIRIGJOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. 1. *muz.* Drejtoj një orkestër, një kor ose dike që këndon a luan me vegël muzikore në një shfaqje. *Dirigjon orkestrën (korin).*
*2. fig. libr.* Luaj rplin kryesor për organizimin e drejtimin e një pune a veprimtarie, drejtoj. *Dirigjon skuactfn*
DIRIGJUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. 1. *muz.* Ai që drejton një orkestër, një Icor ose dike ~që kënd,on a luan me vegël muzikore në një shfaqje. *Dirigjuesi i korit (t orkestrës).*
*2. fig. libr.* Ai që luan rolin kryesor për organizimin e drejtimin e një pune a veprimtarie, drejtues. *Di-rigjues i skuadrës.*
• I bindet shkopit të dirigjuesit (të dirigjentit) *libr. shih te* DIRIGJËNT,~I.
DIRIGJUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DIRIGJUES,~I.
DIRS *jokal.,* ~A, ~UR *krahin.* Djersit.
DIRSEM *vetv. krahin.* Djersitem.
DISA *pakuf.* 1. Një sasi e papërcaktuar, jo e madhe, me shumë se dy-tre, por jo shumë (njerëz, kafshë, sende etj.); një numër i kufizuar (frymorësh etj.), një numër i vogël, ca. *Disa njerëz (vela, punëtorë, djem, vajza). Disa vende (vegla, libra, fabrika, shkolla). Disa here. Disa vjet (muaj). Disa dhjetra (qindra). Në disa pjesë. Në disa rasie. Pas disa ditësh (javësh, muajsh).*
2. Frymorë, sende etj. në sasi të papërcaktuar, me shumë se dy-tre, por jo shumë; frymorë etj. në një numër të kufizuar, ca; një pale. *U nisën disa. Disave s'u pëlqen. Disa punojnë e disa lexojnë (këndojnë, vrapojnë). S”pajtohem me mendimin e disave. Me duhen disa. Disa i shoh, disa jo. Disa thonë se ashtu ka ngjarë. Mori (pranoi) vet em disa.*
*3.* Një pjesë, jo të gjithë, nga një shumicë. *Disa bimë kanë hedhur shtat, disa s”kanë zënë fare. Disa prej nesh (prej jush, prej tyre).*
4. *përd. pj. shih* CA 1,4.
DISADITËSH,~E *mb.* 1. Disaditor.
2. Që ka disa ditë që është bërë ose është shfaqur (për sende, për dukuri etj.); që ka disa ditë që ka lin-dur, që ka një moshë prej disa ditësh (për qenie të gjalla). *Zog disaditësh. Është disaditësh.*
DISADITOR,~E *mb.* 1. Që zgjat a që vazhdon disa ditë me radhë, që bëhet në disa ditë. *Seminar (aksion) disaditor. Stërvitje (vizitë) disaditore.*
*2. shih* DISADITËSH,~E $_2$.
DISAFAQËSH,~E *mb.* Që përbëhet prej disa fa-qesh, që ka disa faqe. *Broshurë disafaqëshe.*
DISAHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që përsëritet a që bëhet disa here me Tadhë.
DISAKATËSH,~E *mb.* Që ka disa kate, që ka me shumë se dy kate. *Ndërtesa disakatëshe.*
DISALLOJËSH,~E *mb.* Që është i formuar a i përbërë nga disa Hoje; që'gjendet në disa lloje; që bëhet, përgatitet a prodhohet në disa lloje. *Mallra (këpucë) disallojëshe.*
DISAMUAJSH,~E *mb* 1. *shih* DISAMUJOR, ~E,.
2. Që ka disa muaj që është bërë a është shfaqur (për send?, për dukuri etj.); që ka disa muaj që. ka lindur, qe ka një moshë prej disa muajsh (për qenie të gjalla). *Foshnjë disamuajshe Viç disnmuajsh.*
DISAMUJOR,~E *mb* 1. Që zgjat a që vazhdoi; disa muaj me radhë, që behet në disa muaj *Kun disamujor. Përgatitje disamujore*

2. *shih* DISAMUAJSH,~E $_2$.

DISANGJYRËSH,~E *mb.* Që ka disa ngjyra, që shfaqet a që paraqitet në disa ngjyra; që bëhet a që përgatitet në disa ngjyra. *Brez disangjyrësh. Bosnia disangjyrëshe.*DISAVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat a qëvazhdon disa vjet me radhë, që bëhet në disa vjet. *Punë (për-j)jelcje) dismjeçare. Kurs disavjeçar.*

2. Që ka disa vjet që është bërë ose që është shfaqur (për sende, për dukuri etj.); që ka disa vjet që ka lin-dur, që ka një moshë prej disa vjetësh (për qenie të gjalla). *Bime (qenie) disavjeçare. Përvojë disavje-fare.*

DISENJATOR,~I *nt. sh.* ~Ë, ~ËT. Teknik i mesëm që bën vizatime zbukuruese për pëlhurat e stofrat e ndryshme, që bën a kopjon skica detalesh ose makinash, vizaton plane për ndërtime të ndryshme etj. *Disenjatori i fabrikës së tekstilit (i repartit, i by-tosë teknologjike).*

DISERTACION,~I *m. sh.* ~E, ~Et. Studim i gjerë që mbrohet përpara një këshilli shkencor për të marrë një grade shkencore. *Disertacion për graden <<kandidat (doktor) i shkertëave". Tema e disertacionit. Shkruan (paraqit, mbron) disertacionin.*

DISFATË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Shpartallim që pëson një ushtri në një luftë a betejë, thyerje e plotë; humbje e rëndë që pëson dikush në një ndeshje etj. *Disfatë e plotë (e menjëhershme, e turpshme). D is fata të njëpasnjëshme. I shkak toi disfatë. Pësoi disfatë.*

*2.* Dështim në një punë; rënie e theksuar, humbje e ndjeshme. *Disfatë ekonomike (politike).*

DISFATIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Përkrahës e pasues i disfatizmit.

2. Ai që s'ka besim në përfundimin me sukses të një lufte a të një pune të rëndësishme, që trembet nga vështirësitë dhe ngjall frikë e mosbesim edhe tek të tjerët. *Grup disfatistësh.*

DISFATIST,~E *mb.* Që lidhet me disfatizmin ose me disfatistin, që i përket disfatizmit ose disfa-tistit; që është karakteristik për disfatistin, prej dis-fatisti; që bëhet nga disfatistët; që propagandon disfatizmin. *Politike (teori) disfatiste. Parulla disfatiste. Mendim (qëndrim) disfatist. Frymë (propagandë) disfatiste. Letërsi disfatiste.*

DISFATIZËM,~MI *m.* 1. Politike dhe veprim-tari reaksionare e kundërrevolucionare, që syhon të përhape frikë në gjirin e masave punonjëse, duke u ngjallur atyre mosbesim në forcat e veta; politika e nënshtrimit ndaj armikut, e tërheqjes nga lufta, e tradhtisë ndaj revolucionit a ndaj çështjes së për-bashkët për shkak të frikës e të mosbesimit në forcat e veta. *Politika e disfatizmit. Luftoi (dënoi, shpartalloi) disfatizmin.*

2. Mosbesim në përfundimin me sukses të një lufte a të një pune të rëndësishme, mungesë guximi dhe trpmbje nga vështirësitë për shkak të mosbesimit në fcircat e veta; qëndrim prej disfatisti. *Shfaq (shpreh) disfatizëm. Bie erë disfatizëm.*

DISt *ndajf.* 1. Në nje fare mënyre; as mirë as keq, çfca. *Jetonte disi. Do t'ia dalim disi. U morën vesh disi. E ndreqi (e rregulloi) disi.* □ *— Si je sot? — Disi.U*

2. Në një fare mase a shkalle, pak si, pak; deridiku. *Ishte disi larg. Mbeti disi prapa. U be disi me mirë. Ishte disi ndryshe nga të tjerët.*

DISIMILIM,~I *m.* 1. *biol.* Shpërvetim. *Procesi i disimilimit.*

2. *gjuh. shih* SHPËRNGJASHMIM,~I.

DISIPLINË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zba-timi i detyrueshëm i disa rregullave të caktuara nga të gjithë anëtarët e një kolektivi; zbatimi i rreptë e i përpiktë i ligjeve, i vendimeve e i kërkesave të caktuara në nje fushe të veprimtarisë shoqsrore; bindja që formojmë për zbatimin e këtyre rregullave e kërkesave; rregulli që vendoset nga zbatimi i tyre. *Di-siplinë e ndërgjegjshme. Disiplinë shembullore (e forte, e rreptë, e shëndoshë, e hekurt, e dobët). Disiplina shtetërore. Disiplina proletare. Disiplinë ushtarake. Disiplinë financiare. Disiplinë teknike (shkencore). Disiplina e planit (e prodhimit). Disiplina e partisë (e organizatës, e shkollës, e klasës). Disiplina në punë, Mungesa (shkelja) e disiplinës. Rregullorja (rreguttat) e disiplinës. Forcimi i disiplinës. Shembull disiplinë. Vendos (mbaj) disiplinën. Thyen (prish) disiplinën. Atje s'ka disiplinë. Ka vetëm një disiplinë. Nuk ka dy disiplina.*

*2.* Shprehia që fitojmë për t'iu përmbajtur me për-pikëri disa rregullave të caktuara në jetë e në punë; të qenët shumë i rregullt në diçka. *Disiplinë e brendshme. Disiplina e mendjes. Ka disiplinë në të ngrënë.*

DISIPLINË,~A n . *sh.* ~A, ~AT *libr.* 1. Degë e një shkence, degë e diturisë; lëndë mësimore në shkollë. *Disiplinat mjekësore (gjuhësore).*

*2.* Lloj i caktuar sporti. *Disiplinat e atletikës së lehtë.*

DISIPUNIM,~I m. Veprirni sipas kuptimeve të foljeve DISIPLINOJ, DISIPLINOHEM. *Disiplinimi i nxënësve. Disiplinimi i prodhimit.*

DISIPLINOHEM *vetv.* 1. I nënshtrohem disiplinës, nuk e shkel disiplinën, bëhem i disiplinuar; me bëhet shprehi disiplina.

2. *Pës. e* DISIPLINOJ.

DISIPLINOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E detyroj dike të zbatojë kërkesat e disiplinës, e bëj të mësohet me disiplinë; vë rregull e disiplinë në një kolektiv, në një ndërmarrje, në një institution etj., në një punë a veprimtari; e detyroj diçka të zhvillohet në një më-nyrë a në një drejtim të caktuar. *Disiplinoi veten (nxë-nësit, fëmijët, klasën). Disiplinoj togën (batalionin). Disiplinoj prodhimin. Disiplinoj kërkimet (studimet). Disiplinuan lumenjtë (përrenjtë)* i bënë të rrjedhin në një shtrat të caktuar e të kontroHuar.

DISIPLINOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me disiplinën, që lidhet me rregullat e disiplinës. *Thyerje (shkelje) disiplinore.*

2. Që merret me formimin e bindjeye dhe me marr-jen e masave për zbatimin e disiplinës; që ka për që-llim të vendosë a të forcojë disiplinën. *Masa disiplinore. Kolegj (këshill) disiplinor.*

DISIPLINUAR (i, e) *mb.* Që zbaton me përpikëri rregullat e disiplinës, që nuk shkel disiplinën; që i është bërë shprehi disiplina; i bindur. *Nxënës (pu-nëtor, punonjës, ushtar) i disiplinuar. Organizatë e disiplinuar.*

DISIPLINUES,~E *mb.* Që ka për qëllim të vendosë disiplinën, që disiplinon; disiplinor. *Masë disiplinuese. Rol disiplinues. Force disiplinuese.*

DISK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. *sport.* Pllake e rrumbullakët prej druri, e mbështjellë përqark menjë rreth metali, e cila Haket larg nga atletët. *Hedhja e diskut. Flak diskun.*

*1.* Sipërfaqja e Diellit, e Hënës dhe e disa planetëve të mëdhenj që duket nga Toka si e rrumbullakët. *Disku i zjarrtë i Diellit. Disku i Hënës.*

3. *tek.* Pjesë e një aparati, e një makine a e një me-kanizmi, e cila ka trajtën e një pjate, të një sfere të shtypur nga të dyja anët ose të një rrethi; çdo gjë që ka një trajtë të tillë. *Disqe të dhëmbëzuara. Disqet e traktorit. Disqet e biçikletës. Ndërroi diskun.*
4. Kuti e rrumbullakët prej metali, që shërben për të mbajtur fishekët e mitralozit ose të automatikut. *Disku i fishekëve. Disku i mitralozit (i automatikut).*
5. Pllakë gramafoni. *Disqe me këngë popullore. U thye disku.*
6. Dhisk.
7. *përd. mb.* Që ka trajtën e një pjate ose të një sfere të shtypur nga të dyja anët. *Sharrë disk. Bombë disk. Krehër disk. Gërshërë disk.*
•*k* Dal (eci) në disk dal (eci) zbathur.
DISKHEDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *sport.* Atlet i përgatitur për hedhjen e diskut, hedhës i diskut.
DISKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bujq.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DISKOJ, DISKOHET. *Diskimi i parë (i dytë). Diskim i hershëm. Diskimi i tokës. Bënë diskimin.*
DISKOHET *bujq. Pës. e* DISKOJ. *Diskohet me traktor.*
DISK0J *kal,* ~OVA, ~UAR *bujq.* Thërrmoj plisat me disqe të posaçme që tërhiqen nga traktori (gjatë plugimit ose pas tij). *Diskon token. E diskoi me traktor.*
DISKOR,~E *mb.* Që ka trajtën e diskut, që është si disk. *Sharrë (frezë) diskore.*
DISKOTEKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Koleksion pllakash gramafoni; vendi ku ruhen pllakat e grama-fonit. *Diskotekë e pasur. Diskoteka e Radiotelevizionit (e Institutit të Folklorit). Pasuroj diskotekën.*
DISKREDITIM,~I *m. libr.* Veprimi dhe gjendja si-pas kuptimeve të foljeve DISKREDITOJ, DISKREDI-TOHEM. *Diskreditim i plotë. Diskreditimi i push-tuesve (i tradhtarëve). Diskreditimi i imperializmit (i revizionizmit).*
DISKREDITOHEM *vetv. libr.* 1. Humbas nde-rirnin e të tjerëve e besimin që ata kishin tek unë, hum-has emrin e mirë, ul dinjitetin me veprimet ose me sjelljet e mia; *vet. veto III* është bërë e qartë se s'ka vlerë, nuk e vlerësojnë me, nuk i besojnë me. *V dis-kreditua botërisht. U diskreditua fare. Teoria e "tri botëve" është diskredituar.*
*2. Pës. e* DISKREDITOJ.
DISKREDITOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Bëj që dikush të humbasë vlerësimin e nderimin e të tjerëve dhe besimin që kishin tek ai, bëj që të humbasë emrin e mirë, ia ul dinjitetin faqe të tjerëve; ia ul vlerën diçkaje, bëj që të tjerët të mos e vlerësojnë e të mos i besojnë me. *Diskreditoi veten (familjen, shokët). E diskreditoi veprën.*
DISKREDITUAR (i,e) *mb.libr.* 1. Që nuk gëzon me nderimin e besimin e të tjerëve, që është diskre-
dituar. *Njeri i diskredituar. Teori e diskredituar. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
DISKREDITUES,~E *mb. libr.* Që të diskrediton, që ka për qëllim të diskreditojë dike a diçka, që sjell diskreditim. *Veprim diskreditues. Politikë (propagandë, deklaratë, fushatë) diskredituese.*
DISKRIMINIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DIS-KRIMINOJ, DISKRIMINOHEM. *Diskriminim po-litik (ekonomik, shoqëror, racial). Diskriminimi i ze-zakëve (i punëtorëve) në vendet kapitaliste. Politika e diskriminimit. Luftojnë kundër diskriminimit.*
DISKRIMINOHEM *libr. Pës. e* DISKRIMINOJ.
DISKRIMINOJ *kal,* ~OVA, ~CAR *libr.* E dalloj dike nga të tjerët dhe e trajtoj keq, duke mos e quajtur të barabartë me ta dhe duke ia kufizuar a duke ia mohuar fare të drejtat që i takojnë. *Diskriminojnë njerëzil me ngjyrë (punëtorët, shtresat e varfra, vendet e vogla, pakieat kombëtare).*
DISKRIMINUES,~E *mb. libr.* Që diskriminon; që mbështetet në diskriminimin. *Politikë diskriminuese. Masa diskriminuese. Vendim (veprim, qëndrim) dis-kriminues.*
DISKUTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DISKUTOJ, DISKUTOHET. *Diskutimi i një çështjeje. Shtruan për diskutim.*
2. Tërësia e mendimeye dhe e pikëpamjeve që para-qit dikush ose që paraqitin një varg njerëzish për një çështje që shqyrtohet. *Diskutim popullor. Diskutim i gjerë (i thellë, i drejtë, i mirë, i hapur, i lire, i zjarrtë). Diskutim shkençor. Diskutim me shkrim (me gojë). Nisën (vazhdojnë, u mbyllën) diskutimet. Ndjek dis-kutimet. Linden diskutime.*
• S'ka (pa) diskutim patjetër, medoemos. E vë në diskutim *diçka* nuk e marr diçka si të prerë, si të vendosur a si të zgjidhur, e quaj të diskutueshme.
DISKUTOHET *vetv.* 1. *zakon. moh.* Nuk është e prerë ose plotësisht e sigurt, është e diskutueshme (për diçka). *Kjo nuk diskutohet.*
*2. Pavel, e* DISKUTOJ i. *Të diskutohet mirë (drejt, gjerësisht). S' 'diskutohet kështu.*
3. *Pës. e* DISKUTOJ.
DISKUTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E rrah një çështje më të tjerë, duke shkëmbyer lirisht mendimet për ta zgjidhur sa me mirë, e shtroj diçka për shqyrtim në një grup njerëzish për të marrë mendimin e tyre; *jokal.* shkëmbej lirisht e hapur mendime me dike për diçka, marr pjesë në rrahjen e mendimeve për të zgjidhur një çështje; shpreh pikëpamjet e mia kur shqyrtohet një çështje. *Diskutuan një çështje të rën-dësishme. Diskutuan shifrat e planit (projektdirektivat, projektvendimet). Diskutuan të gjithë. Diskutoi mirë (keq, drejt). Kush do të diskutojë?*
*2.* Mendoj se diçka nuk është plotësisht e vërtetë, e sigurt a e drejtë," nuk jam plotësisht i bindur për diçka, e vë në dyshim; e quaj të diskutueshme. *Nuk e diskuton njeri. S'ka njeri që e diskuton këtë. Mos e diskuto! Çe diskuton?*
DISKUTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merr pjesë në një diskutim, ai që diskuton. *Pati shumë diskutues. Diskutuesit e miratuan njëzëri.*DISPENSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tekst mësimor i shtypur me shaptilograf. *Dispensa e historisë (e fo-netikës, e fizikës). Shtypshkronja e dispensave. E botoi si dispense. Doli në tri dispensa.*
DISPOZICION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Gjen-dje e tillë e dikujt, kur ai është i gatshëm ose i dety-ruar t'i shërbejë një tjetri sa here që ky të ketë nevojë ose të dëshirojë, të qenët nën urdhrat e dikujt; të qenët e diçkaje nën varësinë a në dorën e dikujt, që ka të drejtë ta përdorë sipas nevojave. *Jam në dispo-zicionin tuaj. Ka në dispozicion mjete të shumta. Vë (lë) në dispozicion të dikujt.*
*2.* Gjendja e një nëpunësi, të cilit ende nuk i është caktuar vendi i përhershëm i puhës, të qenët në pritje për të marrë një detyrë të re zyrtare. *Në dispozicion të seksionit (të ministrisë), Arsimtar në dispozicion. Është në dispozicion.*

DISPOZlTË,~A . *sh.* ~A,~AT *drejt.* Pjesë e një norme juridike që përmban një rregull të caktuar të sjelljes; secila prej pikave të një ligji, të një urdhë-rese, të një rTeguUoreje a të një vendimi. *Dispozita të përgjithshme (të veçanta). Dispozita ligjore. Dis-pozitat e vendimit (e marrëveshjes, e rregullores). Zba-timi i dispozitave. Shkelja e dispazitaVe. Në bazë të (sipas) dispozitave nëfuqi.*

DISTANCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* 1. Largësi; largesë. *Distance e madhe (e vogël). Distanca midis dy Vendeve (midis dy sendeve). Garat e distancave të gjata (të shkurtra). sport. Mbjellja në distance. Mat (rrit, shkurton) dislancën. Përshkoi distancën.*

2. Ndryshim, diferencë. *Distanca e pikëve.* DISTIK *mb.* Elb distik *bot. shin tek* ELB,~I.

DISTILATOR,~I 77i. *sh.* ~Ë, ~ËT *tek. shih* DIS-TILUES,~I i.

DISTILERl,~A . *sh.* ~, ~TË *tek.* Fabrikë a uzinë për distilimin e naftës, të vajit, të verës etj.

DISTILIM,~I *m. tek.* 1. Veprirm sipas kuptimeve të foljeve DISTILOJ, DISTILOHET. *Distilimi i naftës (i ujit, i verës, i alkoolit). Fabrikë distilimi. Reparti i distilimit.*

2. Mënyra se si distilohet diçka. *Distilim i thatë. Distilim me avull.*

DISTILOHET *tek. Pës. e* DISTILOJ.

DISTIL OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Shndërroj një lëng në avull duke e ngrohur dhe pastaj e kthej avullin përsëri në gjendje të lëngët duke e ftohur me qëllim që të pastrohet nga lëndët e panevojshme ose të tretura në të. *Distilon naftën (vajin, ujin).*

DISTILUAR (i, e) *mb. tek.* Që është pastruar me anë të distilimit. *Ujë i distiluar.*

DISTILCES,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* 1. Aparat i posaçëm që shërben për të distiluar.

2. Punëtor i përgatitur që merret me distilimin e diçkaje. *Distilues i naftës.*

DISTILUES,~E *mb. tek.* Që ka të bëjë me distilimin; që ben distilimin; që përdoret për të distiluar diçka. *Aparat distilues. Enë distiluese. Aftësia distiluese.* --

DISTINKTlV,~I m *sh.* ~Ë, ~ËT. Shenjë da-lluese prej metali etj. me përmasa të vogla, me njE

DISKUTUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DISKUTUES,~I.

DISKUTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk ështfi plotësisht i vërtetë, i sigurt ose i drejtë, që s'të bind plotësisht, që vihet në dyshim e mund të kundër-shtohet. *Çështje (zgjidhje) e diskutueshme. Problem (vendim) i diskutueshëm.*

DISLOKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DISLOKQJ, DISLOKO-HEM. *Dislokimi i forcave ushtarake (i trupave, i re-par tit). Vendi i dislokimit.*

DISLOKOHEM *vetv. usht. 1.* Vendosem në një pike a në një vend të caktuar dhe përqendroj atje Forcat e mjetet luftarake të nevojshme për luftë, për stërvitje etj.; përqendrohem. *Dislokohen trupat (forcat ushtarake). U dislokuan në thellësi tëpyllit (në breg të lumit),*

2. *Pës. e* DISLOKOJ.

DISLOKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *usht.* Vendos n^ një pike a në një vend të caktuar forcat dhe mjetet luftarake të nevojshme për luftë, për stërvitje etj.; përqendroj. *Dislokoi forcat ushtarake (trupat,* re-*gjimentin).*

DISNIVEL,~I m. *sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Nivel jo i njëjtë, ndryshim niveli; të qenët e dy gjërave, e dy sendeve etj. në lartësi a në nivele të ndryshme. *Disnivel i madh (i dukshëm). Disniveli i truallit. Dis-niyeli i boshteve. Këndi i disniveli!. Korrigjimi (rregu-llimi) i disnivelit.*

2. *fig.* Gjendje jo e njëjtë e dikujt a e diçkaje me atë të dikujt a të diçkaje t jetër; ndryshim në gjendjen, në vetitë a në cilësitë, në shkallën e zhvillimit etj., ndërmjet dy a me shumë njerëzve ose sendeve. *Disnivel i madh (i thellë, i theksuar). Disnivel kulturor. Ngushtimi i disnivelit.*

DISONANCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *muz.* Tin-gëllim jo i harmonishëm i dy a me shumë tingujve të njëkohshëm ose të njëpasnjëshëm, që të vret ve-shin; grup tingujsh që nuk tingëllojnë bukur së bashku; prishja e harmonise së tingujve. *Disonanca e tingujve. Ka (bën) disonancë.*

*2. let.* Rime jo e plotë e dy a me shumë vargjeve, asonancë.

3. *fig. libr.* Mungesë harmonie; mospërputhje mendimesh, pikëpamjesh etj. *Disonancë mendimesh. Disonancë ngjyrash.*

DISPANSERI,~A . *sh.* ~, ~TË. Institucion që merret me mjekimin e disa sëmundjeve të rënda e zakonisht ngjitëse (si tuberkulozi etj.) dhe me para-ndalimin e tyre, duke i mbikëqyrur e dukeikontro-lluar rregullisht të sëmurët; ndërtesa e këtij insti-tucioni. *Dispanseri antituberkulare. Mjek (infermier) i dispanserisë.*

DISPEÇER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Teknik që rregullon lëvizjen e mjeteve të transportit, shpër-ndarjen e lëndës së parë ose të prodhimit në një ndër-marrje etj., duke qëndruar në një vend të caktuar. *Dispeçeri i hekurudhës (i autoparkut, i portit), Dis-peçeri i kombinatit. Zyra (dhoma, kabina) e dispeçerit.*

*2.* Aparat automatik që bën punën e këtij tekniku. *Dispeçer automatik.*

DISPEÇERE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DIS-PECER,~I i.figure a me diçka të shkruar mbi të, që mbahet në gjoks dhe që u jepet anëtarëve të një organizate, atyre që marrin pjesë në një aksion a në një ngjarje të shënuar etj. ose atyre që dallohen në një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërore. *Distinktivi i BRPSh-së. Distinktivi i Kongresit të Drejtshkrimit. Distinktivi "Arsimtar i dalluan. Distinktivi "Miku i librit".*

DISTRIBUTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *tek.* Me-kanizëm i vogël në një makinë, që shërben për të shpër-ndarë rrymën elektrike nëpër cilindrat, sipas radhës së punës së motorit. *Distributori i makinës. Boshti i distributorit.*

DISTRIKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ndarje e vogël administrative, pak a shumë sa një rreth, në disa vende të tjera.

DISTROFl,~A . *sh.* ~, ~TË *mjek., veier.* Së-mundje që shkaktohet nga mungesa a nga varfëria e ushqimit ose nga përvetësimi i tij jo i rregullt; çrre-gullim iië të ushqyerit e indeve, të organeve a të gjithë organizmit. *Distrofi e rëndë (e thellë, e lehtë). Dis-trofi muskulore. Distrofia e tnëlçisë. Distrofia e foshnjës.*

DISTROFlK,~E *mb. mjek., veter.* 1. Që ka të bëjë me distrofinë ose me mjekimin e atyre që vuajnë prej saj. *Spital distrofik. Çerdhe distrofike. Ndryshime dis-trofike.*

*2.* Që vuan nga distrofia. *Fëmijë distrofik.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.

DISHEPULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Nxënës a pasues i një mendimtari a i një mjeshtri të shquar; ai që ndjek doktrinën e një tjetri; ithtar. *Dishepull besnik.*

DISHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Govata e mulli-rit ku bie mielli; vendi ku bie diçka e bluar. *Di-shta e mullirit. Dishta e kafesë.*

DlTA-DITËS *ndajf.* 1. Nga dita në ditë, çdo ditë njëra pas tjetrës; vazhdimisht, gjithnjë; çdo ditë e me shumë, gjithnjë e me tepër. *Rritet (shtohet, pakësohet, zvogëlohet) dita-ditës. Forcohet (shëndo-shet, dobësohet) dita-ditës. Përmirësohet (zbukurohet) dita-ditës.*

*2.* Çdo ditë, përditë. *Vjen dita-ditës. E shoh (e ta-koj) dita-ditës. Me pyet dita-ditës.*

3. Në njëren prej ditëve më të afërme, shumë shpejt. së afërmi. *Pritet të vijë (të ndodhë, të vdesë) dita-ditës.*

DITAR,~I I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Tërësia e shënimeve të përditshme a të kohëpaskohshme, që mbahen për ngjarje nga jeta vetjake ose nga jeta e një kolektivi; shënime për vëzhgimet që bëhen ose për përfundimet që arrihen gjatë ditës në një ekspeditë studimi, në një eksperimentim shkencor, në një udhë-tim të gjatë etj.; fletorja a blloku ku mbahen këto shënime. *Ditari partizan. Ditari i kujtimeve (i ngjar-jeve). Ditari i vrojtimit. Ditari i punës (i luftës). Ditari i anijes. Ditari i udhëtimit. Fletët e ditarit. Pjesë nga ditari. Mbaj ditar. Shënoj në ditar.*

*2. let.* Vepër letrare a pjesë e saj, e shkruar në trajtë shënimesh të tilla.

3. Tërësia e shënimeve që bën mësuesi ose një pu-nonjës në planin ditor të punës së vet; plani ditor i punës së dikujt; fletorja a blloku ku shënohet ky plan; fletore a regjistër ku shënohen emrat e nxënësve të një klase në shkollë, temat e mësimit, detyrat që u jepen nxënësve, vlerësimet e mësuesit etj. *Ditari*
*i shkollës (i mësuesit). Ditari i llogarisë. Ditari i ve-primeve luftarake.*

DITAR,~I ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Njësi mase për token, afërsisht e barabartë me sipërfaqen që mund të lërojë një pendë qe në një ditë. *Mbolli dhjetë ditarë me grurë. I dhanë disa ditarë tokë.*

DlTË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Koha kur lind dielli e derisa perëndon, koha që kur gdhin e derisa ngryset; drita e diellit gjatë kësaj kohe; moti gjatë kësaj kohe; *kund.* natë. *Ditë e gjatë (e shkurtër). Ditë të bukura. Ditë të kthjellëta (të vrenjtura). Ditë e ftohtë (e nxehtë). Gjithë ditën e ditës* nga mëngjesi deri në mbrëmje. *Gjatë ditës. Fillimi (mesi, mbarimi) i ditës. Zgjatet (rritet, shkurtohet, zvogëlohet) dita. Mori dita* u rrit, u zgjat. *U thye dita* kaloi mesdita, erdhi pasdrekja. *Është ditë. V be ditë* u gdhi. *Iku (u ngrys) dita* u ngrys. *Me ditë* me dritë dielli, pa u errur. *Pa hapur (pa gdhirë, pa zbardhur) dita. Sa pa rënë dita. E bëri ditë. Ditë me re (me shi, me diell). Dita e mirë duket që në mëngjes. fj.u.*

*2.* Koha prej njëzet e katër orësh, gjatë së cilës To-ka bën një rrotullim të plotë rreth boshtit të vet; koha prej njëzet e katër orësh, që llogaritet zakonisht prej mesnate në mesnatë dhe që merret si masë. *Ditë ka-lendarike. Ditë diellore* koha nga një mesditë në mes-ditën tjetër. *Ditë hënore* kohë prej katërmbëdhjetë ditësh. *Ditët e vitit (e muajit, e javës). Para (pas) disa ditësh. Kaluan edhe dy ditë. Mbushi pesë ditë foshnja. Ka shumë ditë që s'e kam pare. Është punë (çështje) ditësh* do të kryhet, do të arrihet etj. së shpejti.

3. Një kohë e caktuar brenda javës, muajit a vitit, gjatë së cilës kryhet a vazhdon një punë, një veprim-tari; koha e zënë ose jo me një punë a veprimtari; koha e punës brenda njëzet e katër orëve; puna që bëhet gjatë kësaj kohe. *Ditë e lodhshme (e ngarkuar, e qetë). Ditë pune. Ditë mësimi. Ditë punëtore. bised.* ditë pune. *Ditë aksioni. Ditë pazari. Ditë pushimi. Ditë feste. Dita e punës. Dita e pastrimit. Nxënës (student) i ditës. Shërbimi i ditës. Roja e ditës. Paguhen për ditën e sotme (e djeshme, e nesërme). I shkoi (i iku) dita. Ka munguar pesë ditë. Ka bërë dy ditë me shumë. Do (kërkon) dy ditë kjo punë. E pagudnte me ditë.*

4. *bised.* Paga për punën brenda njëzet e katër orëve, page ditore. *Ditë e plotë. I dha (ia preu) ditën. I ecte dita. E kishte ditën të ulët (të lartë).*

5. Një date kalendarike, e cila lidhet me një ngjarje të caktuar. *Ditë e shënuar. Dita e themelimit të Par-tisë (e Çlirimit, e Pavarësisë). Dita e Mësuesit (e Gruas, e Pionierit, e Fëmijëve, e Ushtrisë, e Shtypit, e Dëshmorëve). Dita e 1 Majit. Dita e Veres, etnogr.* dita e parë e marsit, kur festohet ardhja e pranverës, kryemoti. *Dita e stërvitjes (e provimit). Dita e lindjes. Dita e martesës. Dita e zgjedhjeve. Dita e pashkës (e bajramit). fet. Dita e takimit me prindërit. Ditë zie. Caktuan (prenë) ditën. Kam ditën për kontroll (për vizitë).*

6. *vet. sh.* Pjesë e një periudhe të jetës së njeriut, të një epoke etj.; koha që lidhet me një moshë, me një epokë a me një periudhë të caktuar; vetë kjo moshë, kjo epokë a kjo periudhë. *Ditët e rinisë (e ple-qërisë, e vajzërisë, e djalërisë). Në ditët tona* në kohën tone; në kohën e sotme. iVë *ato ditë. Ishin ditë të bukura (të rënda, të vështira, të gëzuara, të stuhishme, të aria).*

7. *kryes. sh.* Koha sa jeton dikush; jeta e njeriut. *ngrysi ditët. Shtynte ditët. I ka ditët të numëruara* edhe pak ditë i kanë mbetur që të rrojë, do të vdesë Së shpejti. *Marrsh nga ditët e mia! ur. Iu nxiftë dita! (iu nxifshin ditët!). mallk. Tu preftë (t'u shkurtoftë) Ma! mallk.*

8. Masë popullore për kohën sa zgjat një udhëtim, një punë etj. *Tri ditë udhë me këmbë (me kale). Duhen dhjetë ditë punë për të bërë murin (për të hapur kanalin, për të lëruar arat).*

9. Kohë e pacaktuar; cast, kohë. *Një ditë* njëherë, dikur. *Një ditë prej ditësh* njëherë, dikur. *Një ditë të bukur* një ditë prej ditësh. *Që ditën... Ditën që... Edhe sot e kësaj dite* deri tani, deri (me) sot. *Sot e gjithë ditën. Do të Vijë dita kur... Do të vijë ajo ditë. la gjeti ditën dikujt* ia gjeti rastin a çastin më të yolitshëm për t'i thënë, për t'i dhënë a për t'i kërkuar iiçka, për ta dëmtuar a goditur etj.

10. JI *mb.* DITËS (i, e). Që i përket pikërisht kohës sone, që lidhet me periudhën kur jetojmë; që ka rën-dësi tashti, që vlen a përdoret tashti ose që duhet zgji-dhur sa me pare; që është bërë brenda ditës e që është caktuar për atë ditë. *Çështje e ditës. Detyrë e ditës. Këngë të ditës. Gjellë të ditës. E vlerësonte si problem të ditës. S'është e ditës.*

• Nga dita në ditë a) shumë shpejt, në njërën prej ditëve më të afërme, së afërmi; b) për çdo ditë që ka-lon, nga njëra ditë në tjetrën. Ditë e natë vazhdimisht, pa pushim. Në ditë të pikes *shift te* PIKË,~A. Në mes (në pike) të ditës sheshit; hapur. Ia preu ditën (orën, jetën) *dikujt shift te* PRES i. Rendi i ditës *shih te* REND,~I II. Në sy të ditës *shift te* SY,~RI 9. Urdhër dite *shih tek* URDHËR,~RI 2. Ç'je bërë në <më) këtë ditë! ç"arrite në këtë gjendje të keqe!, ç'je katandisur kështu! T'u bëftë dita një mijë! *ur.*

t'u zgjattë jeta, rrofsh e qofsh sa malet! S'i ka bërë ende ditët edhe *mospërf.* është ende i vogël e pa përVojë, s'është bërë ende për diçka. E bëj natën ditë *shih te* NATË, ~A. Bli ditë e shko *shih te* BLEJ. Është në ditë të errët *shih tek* ERRËT (i, e). Ishte në ditë (në pike) të hallit *shift te* HALL, ~I. Është në ditët e veta është gati të lindë, do të Hndë së shpejti (për gruan shtatzënë). Jane (ndryshojnë) si nata me ditën *shih te* NATË,~A. Është (vë, mbetet) në rendin e ditës *shih te* REND,~I n. S'ka dasmë çdo ditë (për *dltë)fj.u. shih te* DASMË,~A. I ka ditët të shkurtra *shih te* SHKURTËR (i, e). Me tepër ditë se kuleç është në gjendje të vështirë eko-nomike, nuk i del buka. Erdhi dita e tij erdhi koha e çasti kur dikush mund të plotësojë dëshirat a qëllimet që ka pasur a kur dikush bëhet i fuqishërh, i pushtet-shem. Kur të bëhen dy ditë bashkë *iron,* asnjëherë, kurrë. Dita ka sy e nata ka veshë. *u. shih te* VESH,~I. Kush ka ditën të mos presë mesditën *fj. u.* dita do shfry-tëzuar që në mëngjes, s'duhet shtyrë puna për me vone. Paraja e bardhë për ditë të zezë *vjet. shih te* PARA,~JA. S'shëndoshet (s'majmet) kau ditën që do të theret *fj. u. shih te* KA,~U. Ditë polare pjesë e vitit në zonat a rrethet polare, gjatë së cilës Dielli nuk perëndon për afro një gjysmë viti.

DITËBARDHË *mb.* 1. Fatbardhë, i lumtur; *ur.* që paste ditë të bardha, që qoftë i lumtur; *kund.* ditëzi. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

DITËGJATË *mb.* 1. Jetëgjatë; *ur.* që iu zgjattë jeta; *kund.* ditëshkurtër. *Paska gene ditëgjatë!*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ku shkon, more ditëgjatë?*

DITËLINDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dita e lindjes së dikujt; kremtimi i kësaj dite çdo vit; datë-lindje. *Ditëlindja e vajzës (e djalit, e shokut). Dhuratë për ditëlindjen. Ka ditëlindjen. I festuan ditëlindjen. Gëzuar ditëlindjen!*

*2. fig.* Dita e krijimit a e themelimit të diçkaje (të një organizate etj.); kremtimi i kësaj dite çdo vit; datëlindje. *Ditëlindja e organizatës (e Partisë).*

DITËN *ndajf.* Gjatë ditës; *kund.* natën. *Punonte (dilte) vetëm ditën. Nuk fie ditën. Bufi nuk sheh mire ditën.*

• Ditën për (me) diell *shih te* DIELL,~I. Të vret natën e të gan ditën *shih te* VRAS. Ditën të lëpin këmbët, natën të ngul dhëmbët *shih te* LËPIJ.

DITË-NJERI,~A-NJERI . *sh.* ~Ë-NJERI,~ËT-

-NJERI. Njësi për matjen e punës, e barabartë me sasinë e punës që kryhet nga një njeri në një ditë. *U bënë një mijë e peseqind ditë-njeri.*

DITËPËRDITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që bëhet pa tjetër çdo ditë, i përditshëm. *Veprime të ditëpër-ditshme.*

DITËPRERË *mb.* 1. Që ka vdekur i ri, që ka vdekur para kohe, ditëshkurtër; *mallk.* që iu shkurtoftë jeta, që iu prefshin ditët, që vdektë i ri.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

DITË-PUNË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. Njësi për matjen e punës së normuar në kooperativat bujqë-sore, që përcakton edhe pjesën e të ardhurave të koo-perativistit; sasia e punës së duhet të kryhet brenda një dite, norma ditore e një kooperativisti. *Ditë-punë prodhuese (plotësuese). Ditë-punë e normuar. Vlera e ditë-punës. Të ardhurat për ditë-punë. Paga për ditë-punë. Ka bërë katërqind ditë-punë.*

DITËRRËFENJËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ka-lendar.

DITËSOSUR *mb.* Ditëshkurtër, ditëprerë.

DITËSHKURTËR *mb.* 1. Që ka vdekur I ri, jetë-shkurtër; *mallk.* që iu shkurtofshin ditët, që vdektë shpejt; *kund.* ditëgjatë.

2. Që zgjat për një kohë të shkurtër, që nuk zgjat shumë; që vepron për pak kohë, që e ka jetën të shkurtër. *Qeveri ditëshkurtër. Klikë ditëshkurtër.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

DITËVDEKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Dita e vdek-jes së dikujt; përkujtimi i kësaj dite çdo vit. *Përvje~ tori i ditëvdekjes.*

DITËZI,~ZEZË *mb.* 1. Që ka pësuar një fat-keqësi të madhe, që i kanë vdekur të afërmit dhe ka mbetur i shkretë, derëzi; që s'e ka gëzuar jetën, që s'ka parë një ditë të bardhë, fatzi, fatkeq; *mallk.* që e paste jetën të zezë; *kund.* ditëbardhë. *Grua (nënë) ditëzezë.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'e gjeti, ditëzinë! Ik, or ditëzi!*

DITIRAMB,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Këngë korale e gëzueshme e plot gjallëri, që këndohej në Greqirtë e Vjetër për nder të Dionisit, perëndisë së rrushit e të verës. *Këndonin ditirambe.*

*2. let.* Vjershë lirike madhështore, që lavdëron e himnizon dike dhe që është e ngjashme me odën. *Shkroi ditirambe.*3. *fig. libr.* Lëvdatë e tepruar që i bëhet dikujt a diçkaje, lajkatim i tepruar. *ihurte (i bënte) ditirambe.*

*mriO3jokal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Kaloj ditën diku duke punuar, duke pushuar etj. *Dituan në fshat.*

*2. kal.* Kullot bagëtinë diku gjatë gjithë ditës. *E ditoi bagëtinë në mal.*

DITOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.,fet.* E nesërmja e një të kremteje të rëndësishme, që festohej më të ngrëna e të pira në një fshat a në një krahinë.

DITOR,~E *mb.* 1. Që lidhet me ditën, i ditës; që bëhet brenda ose gjatë ditës, që zgjat vetëm një ditë; që është për një ditë, i një dite; i çdo dite, i përdit-shëm. *Temperatura ditore. Puna (norma) ditore. Plani (prodhimi) ditor. Shërbimi ditor. Regjimi ditor. Paga ditore.*

2. Që është vetëm për ditën, që punon vetëm ditën; që bëhet ditën. *Çerdhe ditore. Kopsht (kamp) ditor. Kinema ditore. Shfaqje ditore.*

DITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I ditur.

DITUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Njeri i ditur; dijetar.

DITUR (i, e) *mb.* 1. Që ka njohuri të gjera e të thella në një fushë a në disa fusha, që di shumë; që është shumë i aftë e i zoti në punën e vet; i mençur. *Njeri i ditur. Është shumë i ditur.*

2. Që dihet prej të gjithëve, që e njohin të gjithë, i njohur. *Gjë e ditur. Është e ditur. la bëj të ditur dikujt* e njoftoj, ia bëj të njohur, e vë në dijeni.

DITURAK,~E *mb.* Dituror. *Vepër (revistë, fle-tore) diturake. Shoqëri diturake.*

DITURI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Tërësia e njohurive të fituara me studime e në praktikë; tërësia e njohurive që kemi në një fushë a për diçka, shkalla e njohjes së diçkaje; dije. *Dituri shkencore (teorike). Dituri të reja. Dituri bujqësore. Dituri të shëndosha. Fushat (degët) e diturisë. Shtigjet e diturisë. Përhapën ditu-rinë. Fitojnë dituri.*

*2.* Shkencë, fushë e shkencës; lëndë mësimore në shkollë. *Dituri totyre. Në të gjitha dituritë.*

DITUROR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me diturinë a me dijen; që ka për qëllim të jape njohuri, të për-hapë dije a dituri; që bëhet për të fituar dije; që bëhet për studime' a

për qëllime shkencore e kulturore. *Vepër (revistë) diturore. Shkrim dituror. Rrethet di-turore. Lëvizje diturore.*

DIV,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *mit.* Figure e përra-llave popullore, që parafytyrohej si një përbindësh me trup jashtëzakonisht të madh e me fuqi mbinje-rëzore, i cili ha shumë, rrëmben njerëz etj. dhe banon zakonisht në shpella a nën tolcë. *Shpella e divit.*

2. *fig.* Njeri me trup të madh e të fuqishëm. *Diva ishin të gjithë.*

3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *E kishte djalin div.*

DIVAN,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Kanape e gjerë dhe e gjatë si shtrat, me susta a me sfungjer dhe e veshur si kolltuk, që shërben për të ndenjur ose për t'u shtrirë; shtrat i ngushtë anës murit të dho-mës, ku mund të ulemi ose të shtrihemi. *Divan me raft. Hap divanin. Viet (shtrihet) në divan. Fjeti në divan.*

*2.* Korridor i gjerë, zakonisht në katin e dytë të

një shtëpie, ku dalin dyert e dhomave, paradhomë, mesore.

3. Ballkon i mbuluar në hyrje të shtëpisë ose në katin e dytë. *Doli në divan. Hanin bukë në divan. Në verë flenë në divan.*

4. *hist.* Këshilli i zyrtarëve më të lartë në oborrm e sulltanit të Turqisë, që kryente funksionet e gjy-katës së lartë; dhoma ku mblidhej ky këshill.

DIVAN,~I u m. *sh.* ~E, ~ET *let.* Përmbledhje poezish lirike në letërsinë orientate, të renditura sipas llojeve e formave të tyre. *Shkruante divane.*

DIVAN-KREVAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Divan që shërben edhe si shtrat për të fjetur.

DIVERGJENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *libr.* Mospërputhje e mospajtim në mendime dhe në ve-prime ndërmjet dy a me shumë njerëzve, palëve etj., ndryshim mendimesh a pikëpamjesh mbi një çështje; mosmarrëveshje. *Divergjenca ideologjike. Kane di-vergjenca. Nuk i sheshuan divergjencat.*

*2. spec.* Veçimi a largimi i diçkaje nga drejtimi kryesor, nga prejardhja e përbashkët etj.; thellimi i dallimeve ndërmjet dy a me shumë dukurive; prirje e ndryshme a e kundërt. *Divergjenca e vektorit. mat. Divergjenca e rrezeve. fiz. Divergjenca e tipareve. biol. Divergjenca e gjuhëve (e dialekteve). gjuh.*

DIVERGJENT,~E *mb. spec.* 1. Që veçohet a lar-gohet nga drejtimi kryesor, nga prejardhja e përbashkët etj., që merr një drejtim tjetër; që largohet nga pika e nisjes. *Rreze divergjente. fiz. Zhvillimi diver-gjertt i gjuhëve (i dialekteve). gjuh.*

2. Që shkakton veçim a largim nga drejtimi kryesor, nga prejardhja e përbashkët etj. *Pasqyrë (thjerrëz) divergjente.*

3. *libr.* Që është krejt i ndryshëm, që nuk përputhet e nuk pajtohet me një tjetër, që bie në kundërshtim me atë. *Mendime divergjente. Qëndrim divergjent.*

DIVERSANT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Agjent i po-saçëm që dërgohet nga një shtet armik në një vend tjetër për qëllime sabotimi, spiunazhi etj.; ai që dërgohet diku për diversion. *Grup diversantësh. U kapën diversantët. E vranë diversahtët. Ranë në përpjekje me diversantët.*

DIVERSION,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimtari dëmprurëse që zhvillon një shtet armik në një vend tjetër a në prapavijat e kundërshtarit me anë të a-gjentëve të vet a të grupeve të posaçme, duke bërë sabotime, shkatërrimc, vrasje etj. e duke përdorur mjete të ndryshme propagandistike me qëllim që t'i dobësojë forcën ushtarake e ekonomike dhe t'i mi-no jë rendin politik e shoqëror; veprimtari kriminale e sabotuese e armikut të klasës. *Diversion ekonomik (ideologjik, politik, kulturor). Diversionet e imperia-listëve (e revizionistëve). Diversionet e organizatave armiqësore. Akte diversioni. Mjete diversioni.*

2. *usht.* Veprim sulmues që ka për qëllim ta lar-gojë vëmendjen e kundërshtarit nga vendi ku drej-tohet goditja kryesore. *Bënë diversion. Nisi kompaninë me qëllim diversioni.*

3. *fig.* Veprim që bën dikush për ta larguar vëmendjen e të tjerëve nga çështja kryesore me qëllim që të fitojë kqhë ose të shpëtojë nga një rrezik a nga një gjendje e vështirë.

DIVIDEND,~I *m.;h.* ~Ë, ~ËT *ek.* Pjisa a *'i*-timit që merr secili aksionist i një ndërmarrjeje ka-pitaliste sipas kapitalit që ka dcrdhur.

DIVIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Takëm shkrimi që zakonisht mbahej rië brez; shishe boje. *Me divit në brez.*

DIVIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Uniformë. *Divizë ushtarake. Diviza e pionierit.*

DIVIZION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* Njësi taktike gjitharmëshe, që përbëhet nga disa regjimente ose brigada dhe nga reparte të posaçme. *Divizion i moto-rizuar. Divizion këmbësorie (artilerie, tankesh, aVia-\cioni). Komandanti i divizionit.*

DIVORC,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Zgjidhje li-gjore e martesës; ndarje. *E drejta e divorcit. Shkaqet \ë divorcit. Bëri (kërkoi) divorc.*

DIZENTERI,~A . *mjek., veter.* Mahisje ose zhvoshkje e zorrëve që shkakton dhembje e heqje të shpeshta barku, nganjëherë edhe me gjak; barku i keq, lëbarke.

DlZGË,~GA . *kryes. sh.* ~GJE, ~GJET.

1. Gjalmi që shërben për të mbajtur shtrënguar pas jkëmbës tirqit, çorapet etj. *Dizgje të tnëndafshta. Dizgje të kuqe (të zeza). Dizgje me xhufka.*

*2.* Shirit a rrip i ngushtë, zakonisht prej leshi, që shërben për të lidhur foshnjën në djep; rrip i ngushtë; kordele. *lidhur me dizgje. Qese me dizgë mëndafshi.*

DIZGORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Secili prej deje-ye në të dy anët e kupës së gjurit (te kafshët).

[ DIZGJIN,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. Rripat e frerit të kalit; fre; kapistër. *Dizgjinët e kalit. Mban (shtrëngon) dizgjinët.*

•*k* Mban dizgjinët *shih te* MBAJ. la shtrëngoi dizgjinët *dikujt shih te* SHTRËNGOJ.

DJALË,~I *m. sh.* DJEM, DJEMTË. 1. Fëmijë mashkuH deri në rnoshën e pjekurisë; njeri *i* seksit mashkullor në moshë të re e i pamartuar. *Djalë i vogël (i ri, i bukur). Djalë trim (punëtor, i urtë, azgan). Djalë i prapë. Djemtë e klasës. Veshje për djem. Lindi djalë.*

*2.* Fëmijë mashkull kundrejt prindit të vet, i biri i dikujt. *Djali i vogël (i madh, i mesëm). Djali ynë. Djalë i vetëm. Djali i parë (i dytë). Djali i shtëpisë. Djali i pleqërisë* djali me i vogël, më të cilin zakonisht bashkëjetojnë prindërit në pleqëri. *Nënë (shtëpi) pa djalë. Ka dy djem e një vajzë. Martoi djalin. Rri te djali. Erdhi me djalin. E kam si djalin tim.*

3. Njeri shumë me i ri në moshë kundrejt një më të vjetri, ai që quhet prej dikujt si i ri; ai që s'e ka përvojën e duhur a që nuk është i rrahur në jetë; ai që s'është pjekur ende.

*Është ende djalë. Ti, djalë, mos u rrëmbe! Dëgjomëni mua, or djem!*
4. *fig.* Njeri trim, i Zoti e luftëtar; burrë, trim. *Djemtë e maleve. Djemtë e Selam Musait. Djalë për kokën e djalit. Kush është djalë, në fushë të mejdanit duket. fj.u.*
5. Qytetar i denjë i një vendi a i një populli ose pjesëtar aktiv i një kolektivi, i një organizate etj., që është rritur e edukuar në gjirin e tyre dhe që mbron interesat e tyre; bir. *Djemtë e Partisë. Djemtç e Shqi-përisë (e popullit, e fshatit, e malësisë).*
6. *vet. sh.* Brezi pasardhës, pasardhësit, bijtë. *Këto të mira do t'i gëzojnë djemtë tanë.*
7. *vjet.* Trim i armatosur, të cilin e mbante pas vetes një njeri për ta mbrojtur.
Y Djalë burri djalë i gjetur, thjeshtër. Djalë ma-maje (qumështi) *mospërf. shih te* MAMA,'—JA. Djalë (bir) në (per) shpirt *shih te* SHPIRT,~I. Djalë (vajzë) tigani *mospërf. shih tele* TIGAN,~I. U be djali dhëndër *shih te* DHËNDËR,~RI. E do si djalin e shemrës *iron, shih te* SHEMËR,~RA. Vajti djali te dhaskali *shih te* DHASKAL,~I. Babe pas babe e djalë pas djali *shih te* BABË,~A. Djali pa Ierë e djepi (festja) blerë *iron, shih* Peshku në det, tigani në zjarr *te* PESHK,~U. Djemtë (fëmijët) hanë kumbulla (tha-na), pleqve u mpihen dhëmbët *iron, shih te* MPIHEM.
DJALËRf,~A. 1. Mosha kur një njeri është djalë, koha sa dikush është djalë. *Koha e djalërisë. Djalëri e pare. Në lule të djalërisë. Që në djalëri. Iku djalëria. Kujton djalërinë. Kush s'mëson në djalëri, nuk gjen nder në pleqëri. fj.u.*
2. *përmb.* Tërësia e djemve, të gjithe djemtë e një vendi, të një fshati etj. *Djalëria shqiptare. Djalëria e fshatit. Lulja e djalërisë. U mblodh djalëria.*
DJALËRISHT *ndajf.* Ashtu si bëjnë djemtë, si djalë; si në djalëri. *Vishet djalërisht.*
DJALËRISHTE *mb.* Që është për djem; që bëhet nga djemtë; që bëhet ashtu si i ka hije djalit; djalëror. *Këngë djalërishte. Valle djalërishte. Rroba djalërishte.*
DJALËROR, ~E *mb. libr.* Që është karakteristik për djemtë a për djalërinë; si prej djali; djemsh; djaloshar. *Gëzime (dëfrime) djalërore. Shqetësime djalërore.*
DJALOSH,~I *m. sh.* DJELMOSHA, DJELMO-SHAT. Djalë që e ka kaluar moshën e fëmijërisë, djalë i rritur; djalë i gjallë e i forte. *Djelmosha të gë-zuar (të shkathët, guximtarë).*
DJALOSHAR,~E *mb.* Që ka të bëjë me djaloshin, që i përket djaloshit, i djaloshit; që është karakteristik për djaloshin a për të riun; si prej djaloshi a prej të riu; djalëror.,ve *moshën djaloshare. Me hov (vrull, shpirt) djaloshar. Me zjarr djaloshar. Gjallëri (hare) djaloshare. Këngë djaloshare. Shpresa (ëndrra) djaloshare.*
DJALURÇINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mospërf.* Djalë i papjekur, djalë i parrahur nga jeta; djalë që nuk di të sillet si duhet. *Një cope djalurçinë. Është ende djalurçinë.*
DJALL,~I *m. sh.* DJAJ, DJAJTË. 1. *fet., mit.* Sipas paragjykimeve mistike-fetare: qenie e mbina-tyrshme, e përfytyruar zakonisht si një njeri me brirë, me thundra e me bisht; mishërimi i së keqes dhe i ngasjes për punë të liga; shpirti i keq, e keqja, e liga; dreqi, shejtani. *trembniit me djallin. E marrtë (e hëngërt) djalli! mallk. I hipën djajtë* u zemërua keq, u egërsua shumë, u tërbua nga inati. *Ka djallin në bark* është smirëzi; nuk do t'i shohë të tjerët mirë, u do të keqen të tjerëve. *ka hyrë djalli në bark* është bërë smirëzi e shpirtkeq; është tërbuar nga inati.
2. *fig. thjeshtligj., keq.* Njeri dinak, shpirtkeq e smirëzi; njeri i prapë, i prirur për prapësira; dreq. *Është djali. S'të ndihmon ai djali.*
3. *thjeshtligj.,* edhe *përk.* Njeri shumë i zgjuar e i shkathët, njeri që i punon mendja për shumë gjëra e di të gjejë zgjidhje edhe në gjendje të vështira; njeri që di të përfitojë në çdo rast e rrethane; dreq.DJALLËZOR,~E *mb.* 1. Që vepron e sillet me djallëzi, i djallëzuar. *Njeri djallëzor. Tip djallëzor.*
2. Që bëhet tinëz e në mënyrë të pabesë për të nga-tërruar a për të mashtruar të tjerët, për t'ia arritur një qëllimi në rrugë jo të ndershme e të hapët; që ka synime të këqija e të errëta; që është karakteristikr për një njeri të djallëzuar; që shpreh djallëzi; shumë i keq e i rrezikshëm. *Plan (qëllim) djallëzor. Përpjekje (vepër, akuzë) djallëzore. Mendime (synime, veprime) djallëzore. Politikë djallëzore. Manovra (komplote) djallëzore. Buzëqeshje djallëzore. Vështrim djallëzor.*
DJALLËZUAR (i, e) *mb.* Që vepron e sillet me djallëzi; që ka qëllime e synime të këqija dhe përpiqet t'i arrijë ato duke përdorur mashtrime e dhelpëri; dijekeq. *Është shumë i djallëzuar.*
DJALLOS *kal.,* ~A, ~UR *thjeshtligj.* E prish aq keq diçka sa s'ndreqet me ose është vështirë të rre-gullohet, e bëj me keq a e shkatërroj krejt në vend që ta ndreq, e katranos; e shpie në një gjendje të keqe, e bëj për djall. *E djallosi punën. E djallosi fare.*
DJALLOSEM vev. *thjeshtligj.* 1. Bëhem keq e me keq, bie në një gjendje shumë të rëndë a të vështirë; prishem, shkatërrohem a pësoj një dëm shumë të madh. *U \ra e u djallos fare. Pambuku (drithi) mund të laget e të djalloset.*
2. *Pës. e* DJALLOS.
DJALLUCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised. shih* DJALLUSHË,~A.
DJALLUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *mit.* I vogli i djallit; djall i vogël (sipas besimeve të kota e para-gjykimeve fetare),
2. *bised., keq.* Djalë (zakonisht i mitur) shumë i prapë, ngatërrestar e smirëzi; mistrec.
3. *bised., edhepërk.* Djalë (zakonisht i mitur) shumë i zgjuar. i mprehtë e i shkathët.
DJALLUSH,~E *mb. bised,* 1. *keq.* Shumë i keq, ngatërrestar e smirëzi (zakonisht për njerëz që jane në moshë të re).
2. *edhe përk.* Shumë i zgjuar, i mprehtë e i shkathët (zakonisht për fëmijët e të rinjtë).
DJALLUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. *keq.* Vajzë a grua shumë e prapë, ngatërrestare e smirëzezë, djalle; mistrece.
2. edhe *pë'rk.* Vajzë a grua shumë e zgjuar, e mprehtë dhe e shkathët. *Është djallushë e madhe.*
3. *Fem. e* DJALLUSH,~I.
DJATHAÇ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Ai që i rrinte nuses ose dhëndrit në krahun e djathtë gjatë ceremonisë së martesës.
DJATHANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjetl.* Byrek me djathë.
DJATHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën dja-thin, zakonisht në një stan, djathëpunues.
DJATHË,~I *m. sh.* ~ËRA, ~ËRAT. Bulmet që bëhet duke zënë qumës"htin me mullëz a me maja dhe duke e kulluar

në nape; në *sh.* Ho jet e ndryshme të këtij bulmeti. *Djathë i bardhë (i butë, i forte, i njomë). Djathë i shkrirë. Djathë kaçkavall. Djathë i rrahur (i marrë)* djathë që bëhet me qumësht, të cilit i është marrë ajka. *Djathë i parrahur (i pamarrë)* djathë që bëhet me qumësht, të cilit s'i është marrë ajka. *Djathë*
*Ishte djalli vetë. I vjen ndoresh për të gjitha djallit.* £, *ç'je një djall ti, ç'je!*
4. *thjeshtligj. (me përemrin pyetës* ç' *dhe me ndaj-foljet pyetëse* si?, ku?J. Përdoret për të përforcuar shprehjen e pakënaqësisë, të mërzitjes, të zemërimit etj. *Çdjall kërkon? Çdjall epruri? (e solli?)* ku e gjeti kohën tani që erdhi? *Çdjall (ç'djallin) kini?* ç'e keqe iu shtyn të veproni (të flitni, të silleni etj.) në këtë mënyrë? Si *djallin nuk e pa? Ku djallin e pati mendjen? Çdjall e shtyu të rrinte (të shkonte, ta bënte, tëfliste...) ?*
5. *përd. mb. thjeshtligj.* Që të mundon shumë, që të mërzit, që të pëlcet shpirtin; shumë i keq; dreq. *Djall punë. Djall kohë. Djall fëmijë.*
(Si) për djall... *thjeshtligj.* përdoret për të shpre-hur pakënaqësi për dike a për diçka që vjen në një kohë të papërshtatshme, kundër dëshirës, që sjell ngatërresa etj. U be për djall (për dreq) u be keq e me keq, u prish fare, u djallos; u be për lumë. E dërgoi (e çoi) në djall (në dreq) *dike a diçka thjeshtligj., keq.* e dërgoi shumë larg, e dërgoi në një vend ku njeriu vuan e heq, e çoi prapa diellit; e flaku tej diçka. Djalli (dreqi) më të birin *thjeshtligj.* të gjithë pa dallim, edhe ata që s'duheshin. Djall (dreq, shejtan) me brirë *thjeshtligj. shih te* BRI,~RI. Djalli (dreqi) e di (e merr vesh) *thjeshtligj.* s'e kupton askush, s'merret vesh. Një djall (një dreq) e gjysmë *thjeshtligj.* shumë; mjaft shtrenjtë. Djall (dreq) o punë! *thjeshtligj.* përdoret si pasthirrmë për të shprehur zemërim, pakënaqësi etj. Në djall të vejë (të shkojë)! *mallk.* prapa diellit vaftë!, mos ia pafsha sytë! Dredha e djallit *keq.* njeri shumë i djallëzuar; djalli vetë. I kalli djallin (dreqin) *dik ujt a diçka} e thjeshtligj. shih te* KALL i. E mori (e hën-gri) djalli (dreqi) *thjeshtligj. shih te* DREQ,~I. Me polli djalli (dreqi) *shih te* PJELL. Vajti (shkoi) në djall a) vaj-ti shumë larg; b) e pësoi shumë keq (për dike); c) u prish fare (për diçka). Ikën (largohet, ruhet) si djalli (si shejtani) nga temjani *shih iek* TEMJAN,~I. Shtie (fut) djallin (shejtanin) në shishe *shak. shih te* SHEJTAN, ~I. Djalli (dreqi) nuk është aq i zi sa duket thuhet kur dike a diçka e bëjnë më të keqe nga ç'është, kur i nxij-në gjërat ose kur tremben me kot nga dikush a nga diçka. Djalli s'ka dele dhe shet lesh është njeri shumë i djallëzuar, që s'i rrihet pa bërë të liga e prapësira.
DJALLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DJALL,
~I 2.3-
DJALLËZl,~A . *'sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i djallëzuar; prirje për të mashtruar të tjerët e për të bërë prapësi. *Ka djallëzi. Është njeri me (pa) djallëzi. E bëri (e ka) me (pa) djallëzi. E fsheh djallëzinë.*
2. Veprim i pabesë e tinëzak që bën dikush për të ngatërruar a për të mashtruar të tjerët, për të shtënë dike në grackë etj., punë e prapë, prapësi; dhelpëri, dredhi. *Djallëzitë e armikut. I di të gjitha djallëzitë. Ka bërë shumë djallëzi. S'hoqi dorë nga djallëzitë. la zbuluan djallëzitë.*
DJALLËZISHT *ndajf.* Me djallëzi, në mënyrë djallëzore. *Punonte djallëzisht. Buzëqeshi djallëzisht.*
DJALLËZOHEM vev. 1. Filloj të veproj e të si-Uem me djallëzi, bëhem i djallëzuar. 2. *Pës. e* DJALLËZOJ i.
DJALLËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I ngjall a i shtie dikujt në mendje mendime të këqija e të prapa; ë prish dike, duke e mësuar të veprojë e të sillet me djallëzi, e bëj të djallëzuar.
2. *jokal.* Bëj djallëzi, veproj me djallëzi.*baxhoje* djathë që bëhet me qumësht shumë të rrahur e që është vrima-vrima. *Djathë peshe* djathë i forte. *Djathë nape. Djathë shakulli. Djathë me shtrepa. Djathë me erë. Djathë me kripë (pa kripë). Purtishtja e djathit. Llojet e djathërave. Prodhimi i djathit. Cope (thërrime) djathi. Nape djathi. Fuçi (kade, teneqe, qyp) djathi. Byrek me djathë. Zë (bën) djathë. U prish djathi. Ha bukë me djathë.*
E kam (si) bake e djathë *shih te* BUKË,~A. E hëngri (e mori) sapunin për djathë u gënjye, u mash-trua, e mori një gjë për diçka tjetër. E shet sapunin për djathë gënjen, mashtron të tjerët, u hedh hi syve. Djathë i mirë (gjalpë, dhjamë) në lëkurë të qenit *shih te* QEN,~I. I mori bukën, të harronte djathin thuhet kur dikush nuk i plotëson një tjetri një nevojë kryesore me qëllim që të mos kërkojë gjëra të tjera me pak të rëndësishme a të tepërta. Të jep me shame djathë (ullinj) se bukë thuhet kur dikush, në vend që ta dë-gjojë tjetrin e të përfitojë nga këshillat e tij, ia kthen fjalën e nuk ua vë veshin këshillave, qortimeve e vë-rejtjeve që i bëhen. Kush ha djathë nga të hoxhës, pëlcet për ujë'*fj.u.shih te* HOXHË,~A. Bar dja-t h i *bot. shih te* BAR, ~I I. L u I e djathi *bot. shih te* LULE,~JA.
DJATHËPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën djathë, djathar.
DJATHËSHITËS,~I *m. sh. ~,* ~IT. Ai që shet djathë.
DJATHORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Baxho.
DJATHTA (e) 1. Ana e djathtë; *kund.* e majta. *Eci nga e djathta. Shtrihet nga e djathta. U kthye (mori) nga e djathta. Me dhemb nga e djathta.*
2. Krahu i djathtë i një partie; grup a fraksion i djathtë në një parlament, në një qeveri etj. *Edjathta ekstreme.*
DJATHTAK,~E *mb.* Që kur punon, kur shkruan etj. përdor me shumë dorën a krahun e djathtë; *kund.* mëngjarash. *Shumica e njerëzve janë djathtakë.*
DJATHTAS *ndajf.* Nga ana e djathtë, në anën e djathtë; *kund.* majtas. *Here djathtas, here majtas. Kthehem (vështroj) djathtas. Djathtas rrotullohu (kthe-hii) ! Djathtas e majtas* në të dy anët, sa andej e këtej, here andej here këtej.
I priste shpata (palla, kordha, sëpata, jatagani) djathtas e majtas (nga të dyja anët) *shih te* PRES i.
DJATHTAZI *ndajf.* Djathtas. •*k* I vete (ia sjell, i shkon) djathtazi i vete (ia sjell, i shkon) mbarë.
DJATHTË (i, e) *mb.* I. Që është në atë anë të tru-pit, përkundrejt së cilës ndodhet zemra, që është përkundrejt anës së majtë; *kund.* i majtë. *Dora (këmba) e djathtë. Krahu (supij i djathtë. Syri (veshi) i djathtë. Faqja (ija) e djathtë. Ana e djathtë. Mënga (këmbëza) e djathtë. Xhepi i djathtë. Këpuca e djathtë.*
*2.* Që është në këtë anë a në këtë drejtim të një sendi, kur kthejmë fytyrën nga drejtimi i ballit të tij ose të një lumi, kur kthejmë fytyrën në drejtim të rrjedhës së tij; *kund. i* majtë. *Krahu i djathtë i shtëpisë. Bregu i djathtë i lumi I. Në anën e djathtë të rrugës. Dera e djathtë e veturës. Faqja e djathtë e librit. Ana e djathtë e barrës. Shtylla e djathtë e portës. sport. SuImuesi (mbrojtësi) i djathtë. sport.*

3. Që është armik i rrymave përparimtare e revolu-
cionare në jetën politike e shoqërore; që ka pikëpamje reaksionare e konservatore dhe mbron interesat e shfrytëzuesve, të borgjezisë së madhe, të pronarëve të mëdhenj etj.; që formon pjesën me konservatore e me reaksionare të një partie, të një grupi politik, të një rryme filozofike etj.; që i përket kësaj pjese; që është armik i vijës e i politikës revolucionare brenda një partie komuniste dhe që i shërben borgjezisë e kapitullon përpara saj, djathtist; *kund.* i majtë. *So-cialistët e djathtë. Grupi (fraksioni, krahu) i djathtë. Gazetë e djathtë. Oportunistët (deviatorët) e djathtë. Oportunizmi i djathtë. Pikëpamje (parulla) të djathta.*
*4. vjet.* Që ka lituar shprehi të mira në një punë, i zoti, i shkathët.
5. *Përd. em.* sipas kuptitneve të mbiemrit (për një njeri, për një pjesë të trupit, për një parti a rrymë politike, filozofike etj.); *kund.* i majtë. *E gjuajti (i ra, epriti) më të djathtën. Shkruan më të djathtën. Nuk sheh mirë nga i djathti.Pikëpamjet e të djathtëve. Sulmoi i djathti. sport.*
•*k* Dora e djathtë *e dikujt* krahu i djathtë i dikujt. Krahu i djathtë *di k uj t* ndihrriësi kryesor i dikujt, ai që ndihmon me shumë drejtuesin e një pune, ai që mban barren më të rëndë pas tij.
DJATHTËSI,~A. *sh.* ~, ~TË *vjet.* 1. Shkathtësia e gjymtyrëve të trupit dhe e shqisave; zotësi, aftësi e veçantë për të kryer një punë. *Djathtësia e lëvizjeve. Kishte (tregonte) djathtësi.*
2. *vet. sh.* Lëndë mësimore në shkollën tetëvjeçare që zhvillojnë shkathtësinë e gjymtyrëve e të shqisave, rritin aftësitë etj. (p.sh. vizatimi, ekonomia shtëpiake etj.). *Orët e djathtësive. Mësuesit e djathtësive.*
DJATHTlST,~E *mb. 1.* Që ka të bëjë me djathtiz-min, që mbështetet në djathtizëm; që i përket djath-tizmit. *Ide (pikëpamje, prirje, qëndrime, veprime) djathtiste. Grup djathtist.*
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ndjekës e perkrahës i djathtizmit, oportunist i djathtë.
DJATHTIZËM,~MI *m.* Rrymë armiqësore e reaksionare që lufton kunder vijës revolucionare mark-siste-leniniste brenda një partie komuniste ose brenda lëvizjes komuniste ndërkombëtare dhe që i shërben borgjezisë e kapitullon përpara saj, oportunizëm i djathtë; pikëpamjet, qëndfimet e veprimet e përfa-qësuesve të kësaj rryme. *Rreziku i djathtizmit. Lufta kunder djathtizmit.*
DJE *ndajf.* 1. Në ditën para së sotmes, një ditë me pare. *Që (qysh, deri) dje. Dje në mëngjes (në drekë, në mbrëmje). Dje pasdite (paradite). Dje dhe sot.*
*2.* Në një të kaluar të afërt, pak kohë përpara; në tS kaluarën. *Deri dje s'dinte gjë. Dje ishim të shtypur, sot jemi të lire.*
DJEG *kal.,* DOGJA, DJEGUR. 1. I vë zjarrin diç-kaje a e hedh në zjarr dhe e bëj shkrumb e hi, e shka-tërroj, e asgjësoj a e prish në zjarr; e dëmtoj diçka me zjarr a me një send shumë të nxehtë, e shkrumboj. *Djeg drutë (barin, kashtën). I dogjën shtëpinë. Djeg me benzine. Djeg në zjarr (në flake). E dogji fare. I dogjën kufomat. Dogji flokët (vetullat). Dogji këmishën (fustanin, pantallonat). E dogji rrobën me hekur.*
*2.* Përcëlloj një pjesë të trupit në zjarr a në flake; bëj një plage në trup me zjarr, me hekur a me ujë shumë të nxehtë, me lëndë gërryese etj.; përvëloj;Dies e pjek *dikush* vret e pret këdo, bën dëm në masë, shkatërron çdo gjë. Djeg raki (kazanin) bëj raki duke zier rrush etj. në një kazan të posaçëm. Dogji shamioë u gëzua shumë, bëri festë të madhe. I dogji shpirtin e hidhëroi shumë, e pikëlloi (thuhet sidomos kur dikujt i vdes një njeri shumë i dashur). I digjnin vesbët *shih te* VESH,~I. Edhe i ha, edhe i djeg *thjeshtligj., iron, shih te* HA. Ku të dhemb e ku të djeg *shih te* DHEMB. Kujt i djeg le të krohet *thjeshtligj.* ai që ka gabuar le ta kuptojë; nuk bëhem merak fare. la dogji kartat (letrat) në dorë *dikujt* ia kuptoi qëllimet që më parë dhe nuk e la t'i plotësojë ato, ia zbuloi planet dhe ia prishi para se t'i vërë në jetë. Ia ka djegur qulli (luga) buzën *shih te* QULL,~l. për një plesht djeg jorganin *shih te* PLESHT,~I. Kur ka mashën, pse të djegi dorën? *fj. u. shih te* MA-SHË,~A 2. Sot i bën hunjtë, nesër i djeg *shih te* BËJ.
DJEGAGUR,~I m. Periudha më e nxehtë e vitit, zakonisht në muajt korrik e gusht, pika e verës. *Ditët e djegagurit.*
DJEGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Kërpudhë që e ka këmbën të kuqe e kapelën të bardhë dhe të djeg kur e ha.
DJEGËS,~I i m. *sh.* ~, ~IT. Punëtori që djeg furrën për pjekjen e tullave e të tjegullave. *Pu-non si djegës.*
DJEGËS,~I II *m. sh.* ~, ~IT *bot.* Bimë ba-rishtore me gjethe vezake, me lule të bardha, të verdha a të kuqërreme, të mbledhura në vile e me erë shumë të mirë, që rritet në vendç me klimë të butë e mund të mbahet edhe si bimë zbukuruese.
DJEGËS,~E *mb.* 1. Që ka cilësinë të djegë, që sbkakton zjarr e djeg çdo gjë; që është shumë i nxehtë e të djeg lëkurën. *Bombë djegëse. Diell djegës.*
2. I djegshëm. *Lëndë djegëse* lëndë që digjet e jep energji a nxehtësi, lëndë që përdoret për t'u djegur (si qymyri, vajguri etj.).
3. Që të djeg kur e ha, që të jep djegësirë; që të djeg me shumë se disa lloje të tjera të ngjashme (për disa perime etj.). *Piperka djegëse. Speca djegës. Kërpudhë djegëse. Qepë (hudhra) djegëse.*
4. Që të dhemb shumë e të shpon, sikur e ke djegur, që të përvëlon. *Plage djegëse. Dhembje djegëse.*
DJEGËSI,~A . Djegësirë.
DJEGËSIRË,~A . 1. Të qenët djegës, vetia e diçkaje që të djeg; shija ose era djegëse që ka diçka. *Djegësira e hudhrës (e qepës). Ka djegësirë të forte. I jep një djegësirë. Nuk e duron dot djegësirën.*
2. *kryes. sh.* ~A, ~AT. Perime e ushqime të tjera që të djegin kur i ha (si p.sh. qepët, hudhrat, specat djegës, piperi etj.). *S"i ha djegësirat.*
3. edhe *sh.* ~A, ~AT. Urth i lehtë në stomak, që shkaktohet nga mostret ja e ushqimeve, nga thartira a nga pije të ndryshme etj.; ndijimi i diçkaje që të djeg në një pjesë të trupit. *vjen djegësirë. Ka një djegësirë në fyt (në lëkurë, në sy).*
4. Mot i nxehtë, kur dielli përvëlon.
5. *fig.* Diçka që të prek, që s'të pëlqen, të shqe-tëson e të hidhëron (për fjalët që të thotë dikush, për vërejtjet, qortimet etj.) *Fjalë plot djegësirë.*
DJEGËSOHET *vetv.* 1. Merr shije djegëse. *V djegësua gjella.*
përcëlloj. *Dogji dorën (këmbën, gishiat, gjukën, bu-zët). E dogji me acid. I dogji duart në gilqtre.*
3. Skuq, ziej a pjek jashtë mase diçka në zjarr, sa merr një ngjyrë të errët a të zezë ose shije të hidhur (zakonisht për gjellct e lëndët ushqimore); ciknos, zhuzhit, shkrumbos;

skuq shumë miellin, gjalpin etj. për të gatuar një gjellë. *E dogji gjellën (bukën, mishin, tavën, lakrorin). Djeg vajin (gjalpin). Djeg sheqerin (miellin).*

4. Harxhoj një lëndë në zjarr a në flake për ngrohje, për ndriçim, për gatim etj.; konsumoj. *Djeg dru (qy-myr, vajguri). Djeg shumë benzine (eleklrik). Mos e digj kot dritënl*

5. Prish gjatë përdorimit një llambë elektrike, një mjet elektrik a një aparat, motor etj. që punon me rrymë elektrike. *E dogji llambën (motorin, radion).*

6. Dezinfektoj një plage, një lungë etj. me një bar të caktuar a e përcëlloj me hekur të nxehtë për ta mjekuar. *E dogji vendin e prerë me alkool (me jod). më parë i digjnin plagët me hekur.*

7. *vet. veta III.* E than shumë, e dëmton aq shumë sa fishket a thahet dhe prishet. *E dogji vapa duhanin. I dogji thatësira të lashtat.*

8. Lëshon nxehtësi të madhe, është shumë i nxehtë, përvëlon. *Djeg shumë dielli. Djeg hekuri. Të djeg gjella. Të djeg dielli i mesditës.*

9. *vet. veta HI (zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vet or në r. kallëzore).* Ta përcëllon a ta bën plage lëkurën ose të jep djegësirë në gojë, në fyt, në stomak etj, (për disa bimë, disa lëndë e mjete gë-rryese, disa lloje ushqimesh etj.). *E dogjën hithrat. Ia dogji duart acidi. Me djeg brisku. Qepa (hudhra, piperi) të djeg. E dogji rakia në grykë.*

10. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Kam zjarrmi ose ndiej djegësirë në trup a në një pjesë të tij. *djeg balli (fy-tyra, koka). I djegin duart. Me djegin sytë. Me djeg fyti (stomaku).*

11. *fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* Me bën të brengosem e të vuaj shumë, me mundon, s'më lë të qetë. *E dogji malli (dashuria, dëshira).*

12. *fig. bised.* E marr me qafë dike, e file; e bëj të humbasë e të dale jashtë lojës ose jashtë garës. *E dogji, e përvëloi. E dogji keq. E dogjën pa të drejtë. E dogji kundërshtarin. Ia dogjën dy lojtarë.*

13. *fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me vjen hidhur, s'më pëlqen diçka; me ngacmon, me ther. *dogjën fjalët e niia. I dogji kritika (shakaja). I dogji ai shikim. E di unë ku i djeg atij.*

14. edhe *fig. bised.* Bëj që diçka të shkojë dëm, e bëj të pavlefshëm; bëj t'i dështojë dikujt plani që kishte përgatitur. *Ia dogjën biletat. E dogjën fondin. Ia dogji planet. Ia dogji diskutimin.*

15. *bised.* Pi duhan, e ndez. *E djeg ndonjëherë.*

16. Nxeh shumë me zjarr e me flake një furrë të re para se ta vë në përdorim; nxeh furrën para se të fut në të diçka që të piqet. *Djeg furrën.*

17. Pjek në furrë tullat; pjek në furrë gurin gëlqeror për të bërë gëlqere. *Djeg tulla (tjegulla). Djeg gëlqere. Dogji pesë furra gëlqere.*

•*k* Ia dogji lëkurën *dikujt shih te* LËKURË,~A-I djeg miza trembet se mos e kupiojnë të tjerët që ai e ka fajin (për një njeri që vërtet është fajtor).2. Merr shije të athët, thartohet. *Ka nisur vera të djegësohet.*

3. *Pës. e* DJEGËSOJ.

DJEGËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Shtie në një gjellë piper, spec djegës etj. që të djegë pale e të marrë një shije të veçantë. *E djegësdi gjellën. E djegësoi me piper.*

DJEGIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DJEG, DIGJEM. *Djegie e,shpejtë (e ngadaltë). Djegia e gjelheve (e të lashtave). Djegia e druve. Djegia e qymyrit (e gëlqeres). Djegia e motorit. Djegia e llambave. Djegia e fondeve. Dhoma \e djegies. Gjatë djegies.*

*2.* Plage që shkaktohet në trup kur digjemi, vendi i djegur, e djegur; shenja që lë kjo plage. *Djegie e lliellë (e rëndë). Djegie e shkallës së parë (së dytë). Mjekimi i djegieve. Shenjë djegieje.*

•*k* Motor me djegie të brendshme *tek. shih te* MOTOR,~I i.

DJEGORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *usht.* Mekanizëm i vogël në predhat e artilerisë ose në bombat, që shkak-ton plasjen në një kohë të caktuar ose kur përpiqet me një send. *Djegore e menjëhershme. Djegore fun-dore. Djegorja e kreut. Djegore me përpjekje (me vo-hesë). Predha me djegore. Gradoi djegoren. la hoqi djegoren.*

DJEGQERRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Muaji me i ftohtë i vitit, janari.

DJEGSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të digjet; që digjet lehtë, që merr zjarr. *Lëndë e djegshme.*

DJEGSHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i djegshëm, yetia që ka diçka për t'u ndezur e për t'u djegur; shka-lla e kësaj vetie. *Djegshmëri e madhe (e ngadaltë, e Vogël, e dobët). Djegshmëria e duhanit. Rritet (ulet) djegshmëria. Ka djegshmëri. Ndikon në djegshmërinë.*

DJEGUR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë shkrumb e hi në zjarr, që është shkatërruar a dëmtuar rëndë nga zjarri, që është djegur. *Shtëpi të djegura. Fshatra (qy-tete) të djegura. Pyll i djegur. Libra të djegur.*

*2.* Që është përcëlluar në zjarr a në flake, që është djegur me zjarr, me hekur a me ujë të nxehtë etj. *Me duar të djegura. Me qerpikë të djegur. E kishte faqen të djegur.*

3. Që është skuqur, zier a pjekur jashtë mase në zjarr dhe ka marrë ngjyrë të errët a të zezë ose shije të hidhur; i ciknosur, i zhuzhitur, i shkrumbosur (për gjellët, bukën etj.). *Vaj (gjalpë, sheqer) i djegur. Bukë e \djegur. Mish i djegur. Gjellë e djegur. Lëng i djegur* gjellë me miell të skuqur.

4. Që është prishur, ka dale jashtë përdorimit dhe diihet zëvendësuar a duhet ndrequr (për mjetet elek-trike dhe për aparatet, makinat etj. që punojnë me rrymë elektrike). *Llambë e djegur. Motor i djegur.*

5. Që është dëmtuar nga të nxehtët, nga thatësira a nga ndonjë sëmundje dhe është fishkur, është tharë e është prishur (zakonisht për bimët). *Kallinj të djegur. Të lashta të djegura. Duhan i djegur. Gjethe të djegura.*

*6.* Që është tharë fare nga të nxehtët a nga mungesa e ujit (për token, bimët); që ka etje të madhe ngaqë s'ka pirë ujë prej kohësh, nga zjarrmia që i jep,së-mundja, nga lodhja etj., që është tharë e është për-vëluar për ujë (për njerëzit, buzct); i përvëluar,

i zhuritur. *I djegur për ujë. Toka të djegura. Me buzë të djegura.*

7. I skuqur shumë, i nxirë nga rrezet e diellit, që e ka zënë dielli mirë. *Me fytyrë të djegur.*

8. *fig.* Që vuan shumë nga malli, nga dëshira a nga dashuria për dike a për diçka; që është lënduar e brengosur rëndë nga humbja e njerëzve më të dashur

*0* nga ndonjë fatkeqësi e madhe, shumë i pikëlluar;

1 përvëluar, i zhuritur. *I.djegur për një cope tokë. I djegur nga malli për atdheun. I djegur për fëmijë (për një djalë,*

*për një vajzë). 1 djegur nga dëshira (nga dashuria). Me zemër të djegur.*
9. Që ka shkuar dëm, ngaqë nuk është përdorur në kohën e duhur, që është bërë i pavlefshëm, që s'mund të përdoret me; që ka humbur a ka dështuar (në një lojë etj.). *Bileta të djegura. Fond i djegur. Lojtar i djegur. Qengja (viça) të djegur* qengja (viça etj.) që kanë mbetur të dobët a pa u zhvilluar mirë.
10. Që është nxehur me zjarr e me flake para se të vihet në përdorim (për një furrë të re); *kund.* e pa-djegur. *Furrë e djegur.*
11. Që është pjekur në furra të posaçme (për tu-llat, gurin gëlqeror). *Tulla të djegura. Gëlqere e djegur.*
• Kartë (letër) e djegur plan, veprim, taktikë etj. ose njeri në shërbim të dikujt, që s'hyn me në punë, që s'mund të përdoret me se është zbuluar, se ka rënë shumë poshtë në sy të të tjerëve etj. Pleh i djegur pleh i dekompozuar mirë. Vaj i djegur *tek. shih te* VAJ, ~I i, $_2$- Taktika (politika) e tokës së djegur *shih tek* TOKË,~A.
DJEGUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Plage që shkaktohet në trup kur digjemi, vend i djegur, djegie; shenja që lë kjo plage. *E djegura në faqe (në dorë, në këmbë). Kish një të djegur.*
2. Vend i djegur në diçka (në rroba etj.); pjesë e sendeve të ndryshme e dëmtuar nga zjarri, nga diçka e nxehtë, nga acidet etj. *E kishte përparësen tërë të djegura.*
3. *shih* DJEGËSIRË,~A $_3$. *E djegura e piperit. Ndjente një të djegur në fyt (në sy).*
DJEGURlNË,~A. *kryes. sh. ~A,* ~AT. Lëndë djegëse.
DJEGURlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1 Vend që ka pasur ferra e shkurre, të cilat i kanë djegur për të çelur tokë buke, djerrishtë e djegur.
2. Vend i thate e pa bimësi.
DJEMNUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet.* Grua a vajzë që, sipas besimeve të kota, mendohej se e kishin zënë djajtë a xhindet.
2. *fig.* Grua a vajzë e prapë, e pabindur e nevrike.
DJEMURI,~A . Tërësia e djemve, djalërL *U ngrit (u mblodh) djemuria. Djemuria ia mori këngës.*
DJEMURISHT *ndajf.* Djalërisht. *Vishej djemurisht.*
DJEMURISHTE *mb.* Djalërishte. *Këngë (valle) djemurishte.*
DJEP,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~E, ~ET. 1. Shtrat i vogël dërrase për foshnja, me anë të ngritura e me dy këmbëza në trajtë gjysmërrethi, që të për-kundet lehtë. *Kreu (kaptelli, fundi) i djepit. Anët e djepit. Fëmijët e djepit* foshnjat. *Këngë djepi* këngë që i këndohen foshnjës për ta vënë në gjumë, ninullat. *Tund djepin. Lidh në djep foshnjën. Fie në djep foshnja.1. fig.* Vendi i parë ku ka jetuar a prej nga ka ardhur një popull; vendi ku e ka zanafillën, burimin a prejardhjen diçka dhe ku ka filluar të zhvillohet a jo; vatër. *Djepi ballkanik i popullit shqiptar. Djepi i lirisë (i luftës, i patriotizmit, i lëvizjes, i rilindjes, i kulturës). Djep i mushkonjave (i malarjes, i sëmundje-ve). la di djepin një pune.*
3. *tek.* Pjesë e një mekanizmi ku mbështetet diçka, shtrat. *Djepi i pushkës,*
*ir* Djep pas djepi brez pas brezi. Që në djep që në fillim të jetës së dikujt a të diçkaje, që pa u rritur a pa u zhvilluar mirë. E la në djep e la foshnjë, e la kur ishte ende foshnjë, e la në shpërgënj. S'i ka tundur djepin *dikujt shih tek* TUND. Djali pa lerë e djepi (festja) blerë *iron, shih* Peshku në det, tigani në zjarr *te* PESHK,~U. Me mirë djepin thatë (bosh) se shej-tanin brenda *fj. u.* a) me mirë pa fëmijë se me fëmijë të këqij; b) me mirë të mos kesh asgjë, sesa të kesh diçka të keqe. Djepi plot e këmbët jashtë *iron,* është i rritur, por flet a sillet si i vogël.
DJEPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Foshnjë djepi. *Ar-miku vrau edhe djepësit.*
DJEPËSOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Djepës.
2. *mit.* Figure e përrallave popullore, që përfyty-rohej si një fëmijë dragua, i cili dilte me gjithë djep në luftë kundër kuçedrës ose keqbërësve të tjerë.
DJEPFERROSUR *mb. bised.* Që s'ka lindur fëmijë, që s'ka tundur fëmijë të vet në djep; *mallk.* që mos paste fëmijë.
DJEPOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Tund djepin, për-kund fëmijën në djep.
DJEPPATËNDUR *mb.* Që s'ka tundur fëmijë të vet në djep, që nuk ka lindur fëmijë; *mallk.* që mos tundtë fëmijë të vet në djep, që mos lindtë fëmijë.
DJEPSHKRETUAR *mb.* Që nuk ka lindur fëmijë; që i ka vdekur foshnja dhe e ka djepin të shkretë; *mallk.* që mos lindtë fëmijë, që i mbettë djepi i shkretë.
DJERSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Djersitem.
DJERSË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lëng i tejduk-shëm si ujë, që del nga disa gjëndra të nënlëkurës kur bën shumë nxehtë, kur dikush vrapon a kryen një punë të lodhshme, kur është i sëmurë etj. *Djersë të nxehta (të ftohta). Djersa e ballit. Sumbulla (bula, pika) djerse. Erë djerse. I bien (i rrjedhin, i shkojnë, i kuilojnë) djersët çurkë (palë-palë). I hëngri (i griu, i grisij djersa rrobat (jakat, këpucët). Fshiri djersën. Ka djersë* djersit shpejt. *Është me djersë. U be qull në (me) djersë. Iu tha djersa. U mbyt (u la, u be ujë) në djersë.*
2. Shtresë e lagët ose me bulëza uji që formohet mbi sipërfaqen e sendeve të ndryshme, kur këtë e prekin avuj të nxehtë. *Djersa e shishes (e gotës, e shtambës). Ka zënë djersë xhami (muri, kapaku). Rakia është djersë kazani.*
3. *fig.* Pune e lodhshme dhe e ndershme, përpjekje këmbëngulëse për të arritur diçka; mundim, mund; fryti i kësaj pune a i këtyre përpjekjeve. *Djersa e popullit. Njeri i djersës* njeri i punës, njeri që s'i përton punës, njeri që punon ndershmërisht. *Me djersën tone* me punën e me mundin tone, pa ndihmën e askujt. *Me djersë e gjak. Ka derdhur djersë* ka punuar shumë, është munduar. *Rron me djersën e ballit* rron me punën e me mundin e vet. *hëngri djersën dikujt* i për-vetësoi frytet e punës. *Aq sa i peshon djersa* aq sa ka punuar, aq sa është lodhur vetë.
• Derdh djersë (derdh djersën çurkë) *shih te* DERDH. I kulloi djersa u lodh shumë për të bërë një punë, bëri përpjekje të mëdha. E lagu me djersë *diçka shih te* LAG. E lane me djersë *shih te* LAJ $_7$. I nxori djersë *dikujt shih te* NXJERR. I ka pirë djersën *dikujt shih te* PI. I doll djersa ne lug *shih te* LUG,~U. I do-lën djersët e mortjes (e vdekjes) *shih te* MORTJE,~A. I shkojnë (i bien, i dalin, e mbulojnë) djersë të ftohta *shih te* FTOHTË (i, e). I shkuan shtatë pale djersë *shih te* SHTATË,~A.
DJERSfHEM *vetv.* dhe *pës.* Djersitem. DJERStJ *jokal.,* ~VA, ~RË. Djersit. DJERSlRË (i, e) *mb.* I djersitur.
DJERSIT *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Me dalin djersë, mbulohem me djersë. *Djersit shumë. S'para djersit. Djersit kurfle. I djersiti balli. I djersitin duart (këmbët).*
2. *vet. veta III.* Mbulohet me një shtresë të lagët shumë të hollë a me bulëza uji, kur e prekin aVujtë nxehtë. *Djersitën xhamet (muret). Djersiti gota. Djersiti shkëmbi.*

3. *vet. veta III.* Rrjedh shumë pak, pikon; kullon a lëshon lagështi, qan. *Djersit shtamba.*
4. *vet. veta III.* Mugullon, bulon (për barin); sapo fillon të dale (zakonisht për mustaqet). *Paska djersitur bari. I ka djersitur mustaqja.*
5. *fig.* Punoj shumë, përpiqem së tepërmi për të arritur diçka, derdh mund e djersë në një punë; mun-dohem, lodhem tepër. *Pa djersitur nuk zbukurohet vendi. Duhet të djersitim që ta vëmë punën përpara.*
6. *kal.* E bëj që t'i dalin djersë, i nxjerr djersë. *E djersiti kalin. E djersiti bari (ilaçi). Na djersiti e për-pjeta.*
7. *kal. fig.* E lodh shumë dike, e mundoj tepër, i nxjerr djersë. *Vërtet na djersiti ca, por e mbaruam shpejt.*
• S'i ka djersitur (s'i ka dale) ende (mirë) mustaqja është i ri akoma, nuk është rritur akoma mirë, nuk është burrëruar ende (për një djalë të ri); është akoma i papjekur, nuk është rrahur me jetën.
DJERSITEM *vetv.* 1. Me dalin djersë, mbulohem me djersë. *Djersitet shpejt. Mbuloje, se u djersiti*
2. *vet. vela III.* Mbulohet me një shtresë të lagët shumë të hollë a me bulëza uji, kur e prekin avuj të nxehtë. *U djersit gota. U djersitën xhamet (muret).*
3. *fig.* Punoj shumë; mundohem. *Të djersitemi të gjithë!*
4. *Pës. e* DJERSIT 6>7.
DJERSITJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DJERSIT, DJERSITEM. *Djer-sitje e madhe (e tepërt). Djersitja e duarve (e këmbë-ve). Djersitja në punë.*
DJERSITUR (i, e) *mb.* Që i kanë dalë djersët, që është mbuluar me djersë, që ka djersë; që është djersitur. *Me duar të djersitura. Jam i djersitur. E ka shpi-nën të djersitur. Xhama të djersitur.*
DJERR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tokë e papunuar; are që lihet pa punuar për disa vjet dhe që shërben zakonisht si kullotë. *Hapja (çelja) e djerreve. Mbeti djerr. I lane djerr.*
*1.* Pëlhurë a diçka tjetër e punuar thjesht, pa lule, pa vija etj.DJERR,~E *mb.* 1.1 papunuar (për tokat); që është *p* pa punuar për disa vjet (për një are). *Tokë (are, fushë) djerre. Vend djerr.*
2. I endur a i punuar thjesht, pa lule, pa vija etj. *Pëlhurë djerre.*
*3. fig.* I palëvruar, i pastudiuar (për një fushë të shlcencës). *Fushë djerre. Është ertde djerre.*
DJERRADfTË,~A . Bjerraditës. DJERRADITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Bjerraditës.
DJERRADITËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool., mospërf.* Mashkulli i bletës, brumbull.
DJERRË (i, e) *mb.* Djerr. *Tokë e djerre. Vend i djerre.*
DJERRINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e papunuar, vend djerr; tokë që lihet pa punuar për shumë kohe. *Djerrinë shkëmbore (e butë). Është (mbeti) dje-rrinë. Punojnë djerrinat.*
DJERRlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Djerrinë.
DJERROJ *jokal.,* ~OVA, ~pAR. 1. Mendoj a bisekoj për diçka pa pasur asnjë fryt a dobi, marr nëpër gojë dike a diçka me kot e pa dobi; vras mendjen e s'nxjerr gjë në krye, e kaloj kohën me shestime të kota. *Ç'po djerron ? Djerron punët e hallkut (e të tjerëve). Djerron për sot e për mot.*
*2. kal.* Sajoj, bluaj me mend diçka për t'i bërë keqj dikujt; trilloj ndonjë ndodhi dhe e rrëfej si të vërtetë. *Kushedi se ç'djerron.*
DJESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka qenë, ka ndodhur a është bërë dje, që i përket ditës para së sotmes. *Dita (data) e djeshme. Mbledhja (shfaqja) e djeshme. Dreka (darka, festa, pritja, vizita, ngjarja) e djeshme. Bora (era) e djeshme. Shiu i djeshëm. Gjatë ditës së djeshme.*
2. Që ka qenë, ka ndodhur a është bërë në një të kaluar të afërt; që i përket një të kaluare jo të largët; i dikurshëm, i kaluar. *Jeta (puna, shkolla) e djeshme. Këngët e djeshme. Fshati i djeshëm s'është me.*
DJESHME,~JA (e) . 1. Dita e djeshme; dita që ka shkuar menjëherë para asaj dite kur flasim. *Ngjarjet e së djeshmes. Që të djeshmen. Të djeshmen mbrëma (në mëngjes). Ishin nisur të djeshmen.*
2. Kohë jo fort e largët, e kaluara e afërt; koha e dikurshme, e kaluara. *E djeshmja e hidhw. E djeshmja dhe ë sotmja. Kujtimi i së djeshmes. Luftëtarët e së djeshmes.*
D.M.TH. *lidh. shkurt. i* DOMETHËNË.
DO,~JA . *muz.* Nota e parë e shkallës muzikore; shenja për këtë note. *Nota do.*
DO I *pakuf. krahin.* Disa, ca. *Do njerëz. Do fjalë. Do ditë. Do rrush. Do bukë.*
DO ii *Bised. Pavet. e* DUA *(shih te* DUA13). *Do thënë. Do bërë. Do shkuar.*
DQ in *pj.* Pjesëz që shërben për të formuar trajtat gramatikore të kohës së ardhme dhe të më-nyrës kushtore të foljes. *Do të punoj. Do të shkoja.*
DOBARE *ndajf. bised.* Të paktën, paksëpaku. *Të merrte dobare një pjesë. Të kishte thënë dobare një fjalë të mirë.*
DOBËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i dobët
nga trupi a nga shëndeti; gjendje jo e shëndoshë e gjithë trupit ose e një pjese a e një organi të tij; gjendje e tillë, kur dikujt i janë pakësuar fuqitë e aftësitë fizike; pafuqi. *Dobësi e madhe (e përgjithshme). Do-bësia e trupit (e krahëve, e këmbëVe, e muskujve, e zemrës, e trurit, e syve, e veshëve). Dobësia e pleqërisë. Ndien dobësi pas sëmundjes. E ka nga dobësia.*
2. Vetia dhe gjendja e diçlcaje që është e dobët, e pafuqishme, e paqëndrueshme, e brishtë, e zbehtë, e pamjaftueshme, e pakënaqshme etj. ose e dikujt që ka karakter e Vullnet të dobët, force morale të paktë, aftësi mendore, njohuri e shprehi mjaft të kufizuara etj. *Dobësia e qelqit (e letrës). Dobësia e pulsit. Dobësia e erës (e rrjedhës së lumit). Dobësia e dritës. Dobësia e ngjyrave. Dobësia e zërit. Dobësia e nuhatjes (e ndijimit, e kujtesës). Dobësia e rrymës elektrike. Dobësia e borgjezisë (e armikut, e kundërshtarit). Dobësia e shtetit (e regjimit, e organizatës). Dobësia e ekonomisë. Dobësia e argumenteve (e arsyettmit). Dobësia e vullnetit (e karakterit).*
3. Anë e dobët, e metë e dikujt a e diçka je; mun-gesë, zbrazëti. *Dobësitë e nxënësVe (e mësuesve, e klasës). Dobësitë e prindërve. Dobësitë e romanit (e studimit). Dobësitë në punë (në stërvitje, në lojë). Dobësitë në sulm (në mbrojtje). Dobësitë në formimin e përgjithshëm. Dobësitë në përgatitjen e specialistëve. Ka dobësi të vogla (të mëdha). LuftojnS për të zhdukur dobësitë e të metat.*
4. Shfaqje e një dashamirësie a dashuric të veçantë për dike a për diçka, prirje për ta parapëlqyer ndër të tjerët a të tjerat; dëshirë e veçantë, e theksuar për diçka. *Ka (ndien) dobësi për dike a për diçka. Ka një dobësi për futbollistët (për skuadrën "Partizani", për punëtorët, për*

*malësorët, për shlco-dranët... ). Ka një dobësi për motrën e vogël. Ka një dobësi për këpucët me qafa (për filmat me luftë).*

DOBËSIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve DOBËSOJ, DOBËSOHEM. *Do-bësim i madh (i vazhdueshëm). Dobësimi i punës (i luftës, i disiplinës, i kontrollit). Dobësimi i dritës (i rrymës). Dobësimi nga sëmundja.*

DOBËSOHEM *vetv.* 1. Bëhem i dobët ose me i dobët (sipas kuptimeve 1-12, 14-18 të këtij mbiemri); *kund.* forcohem, fuqizohem. *U dobësua shumë gjatë sëmundjes. I është dobësuar zemra. I janë dobësuar sytë (veshët, nervat). Iu dobësua kujtesa. Nuk u do-bësuan bagëtitë këtë dimër. Janë dobësuar ca shtyllat (shkallët). U dobësua era (drita, ngjyra, zëri). Është dobësuar pak uthulla (vera). U dobësuan sulmet (go-ditjet). Nuk lejojmë që të dobësohet partia (shteti, pushteti, ushtria, organizata, kooperativa, ekonomia, disiplina, kontrolli). U dobësuan ca përpjekjet (kër-kesat). Dobësohen lidhjet (marrëdhëniet). Dobësohet bashkëpunimi. Nuk iu dobësua vullrteti (vëmendja, dëshira, dashuria, kujdesi, besnikëria). Nuk iu dobësuan shpresat.*

2. *Pës. e* DOBËSOJ.

DOBËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj të dobët ose më të dobët dike a diçka (sipas kuptimeve 1-12, 14-18 të këtij mbiemri); *kund.* forcoj, fuqizoj. *Pijet atkoolike ta dobësojnë organizmin (zemrën,- kujtesën). I dobësoi vapafëmijët. la dobësoipleqëria sytë (veshët). I ka dobësuar ca ngrica (thatësira) bimët. I dobësoi dielli perdet. la dobësoi dritën (ngjyrat, shkëlqimin). Prita ia dobësoi dallgët. E dobësoi uthullën (verën, rakinë). E dobësuan armikun (kundërshtarin). I dobësoi sulmet (përpjekjet, veprimet). Çorganizimi edobëson ekonominë (shtetin, ndërmarrjen, kooperativën). Të mos e dobësojnë punën (disiplinën, kontrollin, kri-tikën)! I dobësuan lidhjet (marrëdhëniet). Nuk ia do-bësoi vullnetin (dëshirat, dashurinë, shpresat).*

DOBËSUAR (i, e) *mb.* Që është bërë i dobët a me i dobët; *kund.* i forcuar, i fuqizuar. *Organizëm i do-bësUar. Me trup (me zemër) të dobësuar. I ka sytë (veshët, nervat, krahël, muskujl) të dobësuar. Me zë të dobësuar. I dobësuar nga trupi (nga fytyra).*

DOBËT (i, e) *mb.* 1. Që e ka trupin të pafuqishëm ose të hollë, të thatë e të brishtë; që e ka lënë fuqia (nga mungesa e ushqimit, nga ndonjë sëmundje, nga lodhja, mundimet etj.) (për njerëzit e për kafshët); që ka pak force fizike, që nuk i ka të gjitha vetitë e aftësitë e duhura fizike për t'i kryer mirë funksionet e veta; që mezi u qëndron kushteve të vështira natyrore, punëve të lodhshme, sëmundjeve etj. (për pjesët e organet e trupit); jo i shëndoshë; *kund.* i forte, i shëndoshë. *Fëmijë (plak) i dobët. Kale (ka) i dobët. Me trup të dobët. Me krahë (me muskuj, me qafë) të dobët. I dobët nga trupi (nga krahët, nga këmbët). Me duar (me këmbë) të dobëta- E ka zemrën të dobët. I ka mushkëritë (veshkat) të dobëta. I ka veshët (sytë, nervat) të dobët. Ka lindur (ka mbetur) i dobët. E la sëmundja të dobët.*

2. Që nuk ka dhjamë e që ka pak vlera Ushqyese, <lë nuk është i majrnë (për mishin e për kafshët që theren); *kund.* i shëndoshë; i majmë. *Mish i dobët. Berra të dobët.*

3. Që thyhet, këputet, griset, çahet, shthuret, shpri-shet, rrëzohet a prishet lehtë, kur mbi të ushtrohet një force e jashtme (për shkak të vetive të lëndës, nga e cila përbëhet ose të mënyrës së punimit a të ndërtimit); që nuk mban a nuk duron shumë; i paqëndrueshëm, jo i forte, i brishtë; *kund.* i forte, i qëndrueshëm. *Dru i dobët. Tulla (tjegulla) të dobëta. Letër e dobët. Xham i dobët. Mur (gardh, ledh, cfrat) i dobët. Urë e dobët. Shkallë (shtylla) të dobëta. Me themele të dobëta. Pe (tel, krehër) i dobët. Pëlhurë (stofë, lëkurë, mushama) e dobët. Këpucë (çorape) të dobëta.*

4. Që nuk është i lidhur e i shtrënguar fort, i lir-shëm; që nuk është i ngjitur mirë. *Nyjë e dobët. Lidhje e dobët. Ngjitje e dobët.*

5. Që nuk ka shumë force, që shfaqet, lëviz a ve-pron me fuqi të paktë e ngadalë; jo i theksuar; *kund. i* forte. *Erë e dobët. Rrjedhë (rrymë, dallgë) e dobët. Goditje e dobët. Puls i dobët. Tërmet i dobët. Dritë e dobët. Zë'i dobët.*

6. edhe *fig.* Që nuk është shumë i qartë e i dukshëm, që nuk është i thellë, i theksuar a i përvijuar mirë; i zbehtë, i cekët; *kund.* i thellë; i qartë. *Gjurmë (shenja, vija) të dobëta. Ngjyra të dobëta. Mbresa (përshtypje) të dobëta. Parafytyrim i dobët.*

7. Që është në një shkallë më të ulët nga mesatarja për shkak të të metave të ndryshme të organeve të trupit; *kund.* i forte; i mprehtë. *Shikim i dobët. Nu-hatje e dobët. Ndijim i dobët. E ka kujtesën të dobët.*

8. Që ka pak fuqi lëvizëse a tërheqëse, që ka pak energji; që ka aftësi vepruese të kufizuar; *kund.* i fuqlshëm (edhe *spec). Motor i dobët. Rryma të dobëta. elektr. Pushkë (kobure) e dobët. Hark i dobët.*

9. Që nuk vepron menjëherë ose në mënyrë të ndjeshme në organizëm (për ilaçet etj.); që nuk ka shumë alkool ose thartor, i butë (për pi jet etj.); *kund.* i forte. *Bar (ilaç) i dobët. Duhan i dobët. Raki (verë) e dobët. Uthull e dobët. Tretësirë e dobët.*

10. Që nuk ka aftësi të madhe sulmuese a mbrojtëse dhe frymë të lartë luftarake, që mund teHhyhet me lehtësi; *kund.* i forte, i fuqishëm. *Ushtri e dobët. Njësi e dobët. Mbrojtje kundërajrore (bregdetare) e dobët. Pike e dobët e frontit.*

11. Që nuk ka ekonomi të shëndoshë, organizim të mirë politik e ushtri të forte; që nuk mbështetet në baza të qëndrueshme, nuk ka ndikim të gjerë te njerëzit, nuk gëzon përkrahjen e masave dhe nuk ka pushtet të forte e autoritet, i pafuqishëm; *kund.* i forte, i fuqishëm. *Shtet (\iend) i dobët. Qeveri e dobët. Regjim i dobët. Parti (organizatë) e dobët. Klikë e dobët.*

12. Që nuk ka ekonomi të zhvilluar e të fuqishme, që prodhon pak e që ka pak të ardhura; i varfër; *kund. i* forte. *Ekonomi e dobët. Kooperativë e dobët.*

13. Që është i një cilësie jo të mirë, që nuk plotë-son kërkesat e duhura. *Prodhime (mallra) të dobëta. Grurë (miser, pambuk) i dobët. Tokë e dobët* tokë e varfër, jopjellore. *Gjellë e dobët. Vepër (vjershë) e dobët. Roman (tregim, artikull, studim) me përmbajtje (me gjuhë) të dobët.*

14. Që nuk është ose nuk bëhet në masën, në shka-llën a në lartësinë e duhur, që ka mjaft të meta; jo i plotë, i pamjaftueshëm, i pakënaqshëm. *Punë (stër-vitje) e dobët. Lojë e dobët. Mësim i dobët. Disiplinë e dobët. Kontroll i dobët. Ndihmë e dobët. Kritikë (autokritikë) e dobët. Lidhje të dobëta. Pjesëmarrje e dobët.*

15. Që ka dije, aftësi e shprehi të pakta ose i për-vetëson keto me vështirësi; që nuk e zotëron mirë profesionin e Vet, që nuk e kryen mirë detyrën a punën e vet ose që nuk

e njeh mirë një lëndë a një fushë të caktuar; që nuk ecën përpara si duhet në një punë; i paaftë; i pazoti; *kund.* i forte. *Nxënës (student) i dabët. Mësues (mjek, shkrimtar, lojtar) i dobët. Klasë (skuadër, brigade) e dobët. Orkestër e dobët. I dobët në matematikë (në fizike, në gjuhë).*
16. Që nuk ka baza të shëndosha dhe që nuk të bind, që nuk ka force bindëse; që nuk mbështetet në diçka të sigurt. *Argumente (prova) të dobëta. Arsye-tim i dobët. Mbrojtje e dobët. Shpresa të dobëta.*
17. Që nuk bëhet me tërë-forcën e duhur, me kem-bëngulje dhe në mënyrë të Vendosur e të plotë. *Kër-kesa të dobëta. Përpjekje (përçapje, orvatje) të dobëta. Protesta (kundërshtime) të dobëta.*
18. *fig.* Që nuk ka karakter a vullnet të forte, që ligështohet para vështirësive e goditjeve, që nuk ka kockë të forte; qëndikohet e preket lehtë, që nuk e përmban veten në rrethana të rënda dhe përkulet shpejt, tepër i butë e i prekshëm; që nuk është i qëndrueshëm, i vendosur e i patundur; *kund.* i forte. *Njeri i dobët. Me karakter (me vullnet) të dobët. E ka zemrën të dobët. U tregua i dobët.*
19. Që ka veti të ulëta ose qëllime e synime të kë-qija; që bie në kundërshtim me rregullat e me normat morale të shoqërisë dhe nuk pëlqehet e nuk pranohet prej saj; i ulët. *Njeri i dobët. Sjellje e dobët. Qëndrim (veprim) I dobët. Me moral të dobët.*
20. *Përd. em.* sipas kuptimeVe 1, 11, 15, 18, 19 të mbiemrit.
•*k* Ana e dobët *e dikuj t a e diçka j e* e metë e dikujt a e diçkaje. Pike e dobët *e dikuj t* anë ose hallkë e karakterit, e biografisë a e veprimtarisë së dikujt që mund të shfrytëzohet nga të tjerët për ta goditur a për t'ia arritur një qëllimi; gjëja në tëcilën dikush e ndien veten të pafuqishëm të veprojë a të kundërshtojë. Është pike e dobët është diçka shumë delikate, që kërkon kujdes të veçantë.
DOBËT *ndajf.* 1. Me pak fuqi, jo fort, pak, lehtë; *kund.* fort. *E goditi dobët topin.*
2. Jo shtrënguar, jo fort, lirshëm; *kund.* fort. *E ka lidhur dobët.*
3. Me force të paktë; lehtë; *kund.* fort. *Fryn dobët. Ndriçon dobët.*
*4.* Pak, jo mirë, mezi. *Sheh dobët. Dëgjori dobët. Ndien dobët.*
5. Keq nga ana ekonomike, jo mirë. *Parvjet dolën me dobët si kooperativë.*
6. Jo ne masën, në shkallën a në lartësinë e duhur; me mjaft të meta; në mënyrë të pamjaftueshme a të pakënaqshme; jo mirë, jo si duhet; keq. *Meson (pu-noh, luan) dobët. U përgjigj dobët. Është përgatitur (punuar) dobët.*
pOBI,~A *sh.* ~, ~TË. Përfitimi që vjen nga një punë, nga një veprimtari etj.; e mira që ka dikush nga një punë, nga një veprim etj.; fryt; fitim. *Dobia e përgjithshme. Dobi e madhe. Dobia e sportit. Dobia e vitamirtave. Me (pa) dobi. Në dobi të dikujt a t ë diçk aje* në të mirë të dikujt a të diçkaje. *S'bën dobi. Ç'dobi sjell kjo? S'ka astljë dobi.*
DOBIÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *thjeshtligj.* 1. *vjet.* Fërhijë i lindur jashtë martese, kopil.
2. *fig.* Njeri i zgjuar, i gjallë, i shkathët etj.
3. *keq., shar.* Njeri i prapë e dredharak, mashtrues. *Va'hodhi, dobiçi.*
*k* E mbuloi dobiçin *shih te* MBULOJ. la la dobiçln (kopilin, doçin) në derë (në prefaër) *thjeshtligj. shih te* KOPIL,~I. Ta vë (ta hedh) dobiçin (kopilin) në prehër *thjeshtligj. shih te* KOPIL,~I.
DOBIPRURËS,~E *mb.* Që sjell dobi, i dobishëm; *kund.* dëmprurës. *Punë (vepër) dobiprurëse. Masa do-biprurëse. Ndikim dobiprurës.*
DOBlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që i sjell dobi dikujt a diçkaje; *kund.* i dcmshëm. *Ushqime të dobishme. Kafshë (bimë) të dobishme. Veprim i dobishëm.*
2. Që është i nevojshëm, që hyn në punë për diçka, që mund të shfrytëzohet për qëllime të caktuara; që i vlen njeriut a gjithë shoqërisë. *Punë (vepër) e dobishme. Masë e dobishme. Analizë (mbledhje, kritikë, përvojë) e dobishme. Minerale të dobishme.*
Koeficienti i punës së dobishme *mat. shih te* KOEFICIENT,~I.
DOBISHME,~JA (e) . Diçka që të sjell dobi, diçka që të hyn në punë a që është e nevojshme; diçka që mund të shfrytëzohet për të mirë. *E bukura dhe e dobishmja.*
DI3BISHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i dobishëm; dobi. *Dobishmëria shoqërore. Dobishmëria e punës.*
DOCE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Koçan misri. *Doce misri. 1 vuri shishes një doce në vend të tapes. E vu-losën (e mbyllën) me doce.*
DOCENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Titull shkencor me i ulët se ai i profesorit, i cili i jepet një pedagogu të një shkolle të lartë, që ka plotësuar kërkesat e shka-llës së parë të kualifikimit pasuniversitar dhe ka një veprimtari të gjerë mësimore e shkencore; ai që merr a që mban këtë titull. *Titulli i docentit. U be docent.*
DOCENTE,~JA *f sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DOCENT, ~I.
DOCKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Doce që përdoret si tape për shtambat, për shishet etj.
DOÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *thjeshtligj.,* edhe *keq., shar.* Kopil, dobiç.
*k* la la doçin (kopilin, dobiçin) në derë (në prehër) *thjeshtligj. shih te* KOPIL,~I.
DOÇARREKASH *ndajf.* Doçash.
DOÇASH *ndajf.* Luajmë doçash: luajmë doçen.
DOÇE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Lojë fëmijësh me disa veta, njëri prej të cilëve përpiqet të hedhë një koçan misri a një cope të vogël druri të rrumbullakosur në një grope që ruhet me shkopinj nga lojtarët e tjerë. *Doçja luhet me shkopinj të gjatë.*
*2.* Koçan misri ose një cope e vogël druri e rrumbullakosur, që përdoret në këtë lojë. *Me doçe në dorë. Mori (hodhi, goditi) doçen. I ra doçes.*
•*k* E qiti në doçe e nxori pa gjë, e nxori pa pjesë, e la me gisht në gojë. Ka gjetur shkopi doçen *keq. shih te* SHKOP,~I.
DOÇE,~JA ii . *sh* ~E, ~ET. Shtambë e vogël, zakonisht me një vesh. *Pine me doçe.*
DOCKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. *shih* DOÇE, ~JA i.
DOÇKË,~A II . *sh.* ~A, ~AT *zvog., përk.* Dorë e vogël, dorë e,njomë, dorë fëmije. *Tundte doçkat. I put hi doçkën.*
DOEMOS *ndajf.* 1. Patjetër, me cdo mënyrë, me çdo kusht, domosdo. *Do ta bëjmë (do të shkojmë, do të vijmë, do të rrimë) doemos.*
*2,.fj. ndërm.* Natyrisht, pa dyshim, vetëkuptohet. *Doemos, atij i binte të fliste. Kush punon mirë, doemos, do të shkojë përpara.*
DOGANÇE,~JA . E folme e fshehtë, që për-dorej nga zejtarët e disa krahinave të Shqipërisë Ju-gore.

DOGANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Institucion shtetëror, i cili merret me kontrollin e mallrave që hyjne ose që dalin nga një shtet në një shtet tjetër, si edhe me caktimin e me arkëtimin e taksave të pa-rashikuara për to; pika ose vendi në kufirin shtetëror a në një aeroport, ku bëhen këto veprime; ndërtesa e ketij institucioni. *Dogana e kufirit (e aeroportit). Nëpunës (punonjës) i doganës. Kontrolli i doganës. Punon në doganë. Kaloi nëpër doganë.*
2. *bised.* Taksë shtetërore në të holla, e cila merret sipas ligjeve në fuqi për mallra që hyjnë ose dalin nga një shtet në një shtet tjetër. *Doganë e lartë (e ulët). Me (pa) doganë. Pagoishumë (pak) doganë.*
*k* Flet pa doganë flet pa menduar mirë, i lëshon fjalët si t'i vijnë, flet pa përgjegjësi.
DOGANIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Nëpunesi a punonjesi i doganës. *Doganierët shqiptarë.*
DOGANfM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DOGANOJ, DOGANOHET.
DOGANOHET. *Pës. e* DOGANOJ.
DOGANOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Kontrolloj mallrat që hyjnë brenda shtetit ose që dalin jashtëtij dhe vjel taksat e caktuara për to; vë a caktoj taksa për mall rat që hy jnë ose që dalin nga n jë shtet në tjetrin.
DOGANOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me yeprim-tarinë e doganave; që lidhet me doganën, që i përket doganës, që kryhet nga dogana. *Taksë (tarifë) do-ganore. Politikë (marrëveshje, çështje) doganore. Bash-këpunim doganor. Zyrë doganore. Kontroll doganor.*
DOGMATIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që mendon e vepron sipas dogmave të caktuara, ai që bie në dog-mat izëm.
DOGMATIK,~E *mb.* 1. Që trajtohet si dogmë, që shndërrohet në dogmë; që mbështetet në një dogmë të caktuar dhe që nuk vlerësohet, nuk zbatohet a nuk zgjidhet në mënyrë krijuese. *Tezë (pikëpamje) dogmatike. Parim dogmatik. Zgjidhje dogmatike. Në mënyrë dogmatike.*
2. Që i sheh gjërat si dogma, që bie në dogmatizëm. *Njeri dogmatik.*
3. *fig.* Që lidhet me dogmën fetare a me dogmatikën, që është karakteristik për dogmatikën; i dogmatikës.
DOGMATIKË,~A . *fet.* Tërësia e dogmave të një feje; pjesë e teologjisë që merret me shpjegimin e dogmave të një feje.
DOGMATIST, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dogmatik.
DOGMATIZËM,~MI *m.* Të menduarit e të ve-pruarit verbërisht vetëm sipas dogmave të caktuara, pa përpjekje krijuese. *Lufta kundër dogmatizmit. Ra në dogmatizëm.*
DOGMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *fet.* Tezë the-melore e një feje, që duhet pranuar verbërisht nga besimtarët dhe që është e detyrueshme për ta. *Dogmat fetare.*
*2.* Pikëpamje, ide, koncept, doktrinë etj. që merret si një e vërtetë e pakundërshtueshme, e pandry-shueshme historikisht dhe e shkëputur nga praktika e nga rrethanat konkrete.
DOGRA,~JA . *sh.* ~, ~TË. Pushkë e vjetër me lloz e me një fishek. *Me dogra krahut. Luftonte me dogra.*
DOGRAMA,~JA *sh.* ~, ~TË. 1. Dërrasë e trashë për dysheme, dyer etj., së cilës i bëhet anash një kanal gjatësor ose i bëhen kllapa për t'u puthitur mirë me dërrasat e tjera; diçka e bërë me dërrasa të tilla. *Dysheme (derë) me dograma. Dollap me do-grama.*
*2. përd. mb.* I puthitur a i lidhur mirë me pjesët e tjera prej dërrase pa qenë i mbërthyer me gozhdë (për dërrasat e dyshemeve, të dyerve etj.). *E do dograma do I lap in. E bëri dograma dy s h e me në.*
DOK,~U i *m. tekst.* Pëlhurë e dendur prej pambuku, që përdoret sidomos për veshje të lehta verore ose për rroba pune. *Dok i ngjyrosur. Dok i gomuar. Pantallona (xhaketë, kostum, këmishë, rroba) doku. Vishet me dok.*
♦ Dok diagonal dok i thurur me fije që ka-lojnë në mënyrë të tërthortë.
DOK,~U ii *m. sh.* ~E, ~ET. Plis dheu.
DOK,~U m *m. sh.* ~E, ~ET *det.* Vend i po-sacëm në një port për ngarkimin e shkarkimin e ani-jeve ose për ndreqjen e tyre. *Dok i madh. E nxorën*
*në dok anijen* e çuan anijen në dok për ta ndrequr. *Punon në dok.*
DOKE,~T . *vet. sh.* Zakone në jeten shoqërore të një populli, që lindin në kushte të caktuara historike dhe ruhen brez pas brezi. *Doke të moçme. Doke e zakone.*
DOKER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor i porteve detare në vendet kapitaliste, që merret me ngarkimin e me shkarkimin e anijeve. *Grevat e dokerëve. Pu-nonte si doker.*
DOKESOR,~E *mb. drejt.* Që lidhet me doket; që mbështetet në doket, që bëhet sipas dokeve; za-konor. *E drejta dokesore.*
DOKËDO *pakuf. Kallëz. e* DOKUSHDO.
DOKËNDIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. *vet. veto III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. ka-Hëzore).* Me bie rëndë, me prish, me bën keq për shën-detin; e dëmton. *E dokëndisën fasulet. E dokëndisi rakia. E ka dokëndisur ngrica rrushin.*
2. Fyej dike, prek në seder; e ngacmoj, i bie në qafë. *E dokëndisi me fjalë. E dokëndisi rëndë.*
3. Lëndoj, prek thellë në zemër. *E dokëndisën lotët e vajzës. E dokëndisi vdekja e djalit.*
DOKËNDISEM *vetv. bised.* 1. Lëndohem, prekem thellë në zemër. 2. *Pës. e* DOKËNDIS.
DOKËRR,~RRA. *sh.* ~RRA, ~RRAT. 1. Kockë e madhe e krahëve a e këmbëve me një pjesë të dale te kyçet; cope kocke si grusht. *Dokrra e dorës (e këmbës). E goditi (i ra) në dokërr. Kishin mbetur ca dokrra në kusi.*
*2.* Diçka e forte, sa një grusht, e rrumbullakosur ose me nyja. *Dokrra rrënjësh. Dokrra buke. Dokrra dheu.*
3. Koçan misri a një cope druri e rrumbullakosur më të cilën luajnë doçen; loja e doçes. *binte dokrrës. Ndiqte dokrrën. Luanin dokërr.*
4. *vet. sh. bised.* Fjalë boshe, fjalë të kota, gjepura, pallavra. *Dokrra bajate. Flet (thotë) dokrra. Ç'Janë këto dokrra!? Lëri dokrrat!*
•*k* Can dokrra (dërrasa, kopal)a) *shih te* ÇAJ. Kë-put dokrra (gjepura) *shih te* KËPUT g. E sjell dokërr
*dike* e sjell rrotull, e sjell vërdallë dike, e sorollat. I dolën sytë dokërr i kërcyen sytë përjashta, i zgurdu-lloi sytë (nga zori, nga frika, nga habia). Flet (qit) dokrra në hi flet kot, as vetë nuk e di se ç'thotë, flet gjepura.
DOKLEAT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i njërit prej fiseve ilire, i cili banonte në trojet që shtrihen në veri të Shkodrës.
DOKLEAT,~E *mb.* Që ka të bëjë me dokleatët, që u përket dokleatëve, i dokleatëve; që është krijuar nga dokleatët. *Luftëtar dokleat- Grua dokleate. Veshje dokleate.*
DOKRRAS *ndajf.* 1. Doçash. *Luanin dokrras. 2.* Rrokullimthi, duke u rrokullisur.

DOKTOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bised.* Mjek. *Doktor i zemrës (i syve, i veshëve). Doktori i kafshëe* veteriner. *Meson për doktor. U be doktor. V vizitua te doktori.*2. Grada më e lartë shkencore, e cila i jepet dikujt, që e ka gradën "kandidat i shkencave" dhe lea plo-tësuar kërkesat e shkallës së dytë të kualifikimit pa-suniversitar në një fushë të shkencës; ai që ka marrë këtë grade. *Doktor i shkencave gjeologjike (ekono-mike...).*

DOKTORATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grada më e lartë shkencore, grada e doktorit.

*2. bised.* Disertacioni që mbrohet për të marrë këtë grade. *Mbrojti doktoratërt.*

DOKTORESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mjeke.

DOKTRINAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që praijon e ndjek verbërisht një doktrine, ai që e mbron me këmbëngulje e me kokëfortësi atë edhe kur është e gabuar dhe nuk mbështetet në realitetin e gjallë.

DOKTRINARIZËM,~MI *m. libr.* Pranimi i një doktrine e ndjekja e saj në mënyrë të verbër, mbrojtja e saj me këmbëngulje e me kokëfortësi edhe kur është e gabuar; të qenët doktrinar.

DOKTRINË,~A *sh.* ~A, ~AT. Teori shkencore ose filozofike; tërësia e parimeve teorike të një shkence a të një dege të saj. *Doktrine materialiste (revoluciona-re).\ Doktrine idealiste (reaksionare). Doktrinat filozofike (politike). Doktrina e Mark sit dhe e Engelsit.*

DOKTHI *ndajf.* 1. Doçash. *Luajnë dokthi.*

2. *fig.* Hapur, pa fshehur gjë; cope. *la tha dokthi.*

*3. krahin.* Çalë-çalë. *Ecte dokthi.*

DOKUDO *ndajf.* 1. Në një vend çfarëdo, pa ditur se rië cilin Vend. *S'e lë fëmijën dokudo. Mos i fut hundët dokudo!*

2. Pa kujdes, shkel e shko, dosido, si të mund. *Punon dokudo. Flet dokudo.*

3. *përd. mb.* Që s'dallohet nga të tjerët; që s'ka ndonje rëndësi, që është fare i rëndomtë; i parëndë-sishëm; çfarëdo. *S[1] është njeri dokudo ai. & është detyr'e (punë) dokudo.*

DOKUJTDO *pakuf. Dhan., gjin.* (i, e dokujtdo) dhe *rrjedh.* (prej dokujtdo) *e* DOKUSHDO.

DOKUMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shkresë zyrtare që shërben për të dëshmuar ose për të vër-tetuar diçka; akt i shkruar që përmban të gjitha ato që janë thënë dhe janë vendosur në një mbledhje, ne një gjyq etj.; shënim i mbajtur sipas rregullave të caktuara shtetërore ose organizative. *Dokument zyrtar (shtetëror). Dokument i rëndësishëm (sekret). Dokumente të rreme. Dokumentet mjekësore. Do-kumentet e mbledhjes. Paraqit (jep, merr, harton, kon-trdllon) dokumentet.*

*2.* Diçka e shkruar (akt i shkruar, fjalim, vepër, le-tër etj.) ose e Vizatuar që ka ylerë si dëshmi historike. *Dokumente arkivore. Dokumente historike.*

3. Librezë a fletë e posaçme që i jepet dikujt nga orgariet shtetërore a nga një organizatë për të vër-tetuar se kush është ai ose se është anëtar. *pajisur me dokument. Ruan si sytë e ballit dokumentin e Par-tisë.*

DOKUMENTACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tërësia |e dokumenteve të hartuara a të mbledhura për një qellim të caktuar. *Dokumentacioni fillestar (bazë, i rregullt). Dokumentacion teknik (shkollor, gjyqësor).*

DOKUJMENTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *kinem.* Film që paraqet ngjarje e fakte të vërteta nga jeta e nga veprimtaria e përditshme. *Dokumentar shkencor (i ri). Dokument are të Kinostudios "Shqipëria e reft.*

DOKUMENTAR,~E *mb. libr.* 1. Që paraqitet si dokument, që ka karakterin e një dokumenti; që mbështetet në dokumente a që vërtetohet me dokumente; që u përket dokumenteve, i dokumenteve. *Të dhë'na (prova) dokumentare. Material dokumentar. Vërtetësi dokumentare. Kontroll dokumentar.*

*2.* Që paraqet ngjarje e fakte të vërteta nga jeta ose që mbështetet fort në to; që pasqyron flake për flake jetën dhe veprimtarinë e përditshme. *Film dokumentar. Dramë (vepër, pjesë, prozë) dokumentare. Tregim (roman) dokumentar.*

DOKUMENTIlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DOKUMENTOJ, DOKU-MENTOHET. *Dokumentimi fillestar (përfundimtar). Dokumentimi historik. Dokumentimi gjeologjik- gjeol. Dokumentimi i ngjarjeve. Dokumentimi i gjendjes (i pasurisë).*

DOKUMENTOHET. *Pës. e* DOKUMENTOJ. *Janë dokumentuar të gjitha. Kjo s'mund të dokumentohet. Dokumentohet qartë (mirë, plotësisht).*

DOKUMENTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Dësh-moj, vërtetoj a mbështet diçka me dokumente. *do-kumentoi të gjitha.*

*1.* Shënoj të dhënat e duhura në një akt që mbahet si dokument, regjistroj diçka në një dokument. *Do-kumentuan dëmet.*

DOKUMENTUES,~E *mb.* Që dëshmon a që vër-teton diçka me dokumente; që është dokument ose që shërben si dokument. *Material dokumentues. Me rëndësi dokumentuese.*

DOKUMENTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të dëshmohet a të vërtetohet me dokumente. *Është plotësisht e dokumentueshme.*

DOKURDO *ndajf.* Në çfarëdo kohe, në çdo kohë, në çdo rast a çdo here që të duash. *Nuk mund të shkojë dokurdo. Nuk e gjen këtë rast dokurdo.*

DOKUSHDO *pakuf.* Cilido, çfarëdo njeriu, kushdo. *S'e bën dot dokushdo.*

•*k* Nuk është dokushdo dallohet nga njerëzit fare të rëndomtë (nga aftësitë, nga detyra që kryen etj.); s'është nga ata që mund të merren nepër kembë.

DOLIKOCEFAL,~E *mb. antrop.* 1. Që e ka kaf-kën e kokës të gjatë e të ngushtë (për njerëzit). *Tip dolikocefal.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Doliko-cefalët dhe brakicefalët.*

DOLOMIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *min., gjeol.* Mineral me ngjyrë hiri në të bardhë, që përmban kalcium e magnez dhe që përdoret për prodhimin e xhamit, të qeramikës etj.; shkëmb prej këtij minerali. *Dolomit gëlqeror. Gurët e dolomitit. Shtresë dolomiti.*

DOLLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rrip i gjatë e i ngushtë prej stofi të leshtë për të mbështjellë këi-cinjtë; gjunjake. *Dollakë ushtarësh. Një pale dollakë. Mbanin dollakë.*

DOLLAP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Orendi me për-masa të ndryshme, që është si një arkë e vendosur me këmbë e zakonisht me dy kanate dhe që shërben për të vënë brenda rroba, ushqime a sende të tjera. *Dollap*i *madh (i vogël). Dollap druri (hekuri). Dollap buke (rrobash). Dollapi i enëve. Dollap me xham (me rrjetë leli). Dollap në mur. Hap (mbyll) dollapin. Vë (mbaj) në dollap.*

*1. krahln. shin* DRITARE,~JA,. *Dollap qorr* kamare. *Dollapi i kullës.*
3. *krahin.* Qebap për të pjekur kafenë. *Dollapi i kafesë.*
•*k* Me dollap me dinakëri, me dredhi; më të pabesë, me hile. E futi në dollap e mashtroi; e futi në grackë. I ka sytë dollap i ka sytë fare çelur, nuk po i mbyll fare sytë (thuhet zakonisht për fëmijët kur nuk i zë gjumi). I mban sytë dollap i mban sytë hapur e vëzhgon me kujdes, është syçelë, nuk e zë gjumi, nuk fie (përpara armikut, rrezikut etj.). Hap e mbyll dollapin merret me punë të kota, nuk bën asnjë punë të do-bishme, e kalon kohën kot, hap e mbyll derën, luan derën. Pushkë (dyfek) me dollap *usht., vjet. shih te* PUSHKË,~A $_{t}$.
DOLLAPÇE *ndajf. bised.* Dollapthi.
DOLLAPTHI *ndajf. bised.* 1. Kryengulthi. *Qën-dronte dollapthi.*
*2.* Rrokullimthi, duke u rrokullisur. *Luanin dollapthi.*
DOLLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njësia monetare bazë e Shteteve të Bashkuara të Amerikës dhe e disa vendeve të tjera; monedhë që ka këtë vlerë. *Dollari amerikan. Kriza e dollarit. Zhvleftësimi i dollar it. Po-litika e forces dhe e dollarit.*
2. *vjet.* Njësi e vjetër monetare me vlerë pesë fran-ga; monedhë që kishte këtë vlerë (në Shqipëri para Çlirimit).
DOLLl,~A . *sh.* ~, ~TË. Ngritja e shëndetit për dike ne një dasmë, në një gosti, në një pritje etj., duke pirë për të dhe duke bërë urimet e rastit; gota me raki ose me verë që pihet me këtë rast; shëndet. *Dolli për Partinë (për shokun Enver). Dollipër nder t ë dikuj t. Dolli për shëndet in e miqve. Dolli për prin-dërit (për nusen, për dhëndrin). Dolli me tre shëndete. Dolli okë e Icokë* dolli që duhet pirë nga të gjithë. *Ngre një dolli. Të kam gjetur me dolli!* të ftoj të pish një dolli. *la shtruan me dolli.*
*k* Është për t'i pirë dollinë është shumë i mirë, e meriton dashurinë e nderimin e të gjithëve; është shumë i zoti.
DOLLIBASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Krye-gjetës. *Urdhri i dollibashit. për shëndet in e dollibashit! Dollibashi rroftë e qoftë! ur.*
DOLLMA,~JA . *sh.* ~, ~TË *gjell.* 1. Gjellë e përgatitur me mish të grirë, me qepë, me oriz, me erëza etj., që mbështillen me fletë lakre, me fletë hardhie etj. dhe zihen me pak ujë; japrak.
2. *krahin.* Gjellë që bëhet më të brendshmet e ba-gëtive dhe me copa kulaçi a buke, kapama.
DOLLMALLlE *mb.* 1. Që është me një kat dhe me bodrum (për shtëpitë); që është e shtruar me dy-sheme dhe që ka poshtë saj një bodrum. *Shtëpi doll-mallie. Dhomë dollmallie.*
*1. Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Rronin në një dollmallie.*
DOLLOMA,~JA . *sh.* ~, ~TË. Veshje e sipërme grash a burrash, zakonisht e gjatë deri nën gju ose pothuaj deri te kyçi i këmbëve dhe e hapur përpara.
*Dolloma e mëndafshtë. Dolloma pambuku (cohe). Veshi (hoqi, zhveshi) dollomanë.*
DOM,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT *fet.. vjet.* Titull që vihej përpara emrit të një prifti katolik. *Dom Ndre Mjeda.*
DOMAÇt)NG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shkop me gunge, më të cilin i bihet lodrës.
DOMATE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Bimë barishtore njëvjeçare, e cila mbillet rtë pranverë e bën kokrra të mëdha që piqen në fillim të verës dhe kanë ngjyrë te kuqe; kokrra e kësaj bime që përdoret si ushqim. *Dornate të kuqe. Domate të bardha* domate të papje-kura. *Domate të hershme (të vona). Domate kumbullore* domate e vogël e gjatoshe. *Domate të mbushura. Fara e domates. Sake (lëng) domatesh. Sallatë me domate. Vrugu i domates.*
*it* E zunë me domate *dike* e dëbuan më të bër-titura e më të shara, e përzunë me përçmim; e bënë me turp botërisht.
DOMEN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *hist.* Tokë që ishte nën zotërimin e një pronari të madh, të një feudali, të një mbreti etj. *Domene të gjera.*
DOMETHËNË *lidh.* 1. Përdoret për të lidhur një fjali a gjymtyrë fjalie, që sqaron, saktëson a zbërthen kuptimin e një fjalie a të një gjymtyrë tjetër *(shkurt.* d.m.th.). *Ai, domethënë i biri, e ndoqi pas. Në fshat po viheshin shtyllat, domethënë së shpejti do të vinin dritat.*
*1. fj. ndërm.* Përdoret në fillim të fjalive që për-mbyllin një mendim, me kuptimin "pra, si përfundim, atëherë, kështu. *Domethënë, vendose të ikësh. Domethënë, mbaroi kjo punë.*
DOMETHËNËS,~E *mb.* Që të lë të kuptosh mjaft, që ka domethënie; që është me shumë kuptim, kup-timplotë. *Fakt domethënës. Në mënyrë domethënëse. Është domethënëse.*
DOMETHËNIE,~A . 1. Diçka që nënkuptohet, që shprehet a që shfaqet në një veprim, në një sjellje etj.; kuptimi i diçkaje, ideja a mendimi që del nga diçka. *Ka domethënie të madhe. Gjen (zbulon, zbërthen, shpjegon) domethënien e diçkaje. I mungon do-methënia.*
*2. gjuh.* Kuptimi i një fjale; ajo që shprehet nga një shenjë gjuhësore. *Domethënia e fjalës.*
3. Rëndësi. *Me domethënie të madhe (të veçantë). Ka domethënie kombëtare dhe ndërkombëtare.*
DOMINION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Ish-koloni britanike, që gjoja ka fituar të drejtën e vetëqeve-risjes, por që në të yërtetë përfshihet në të ashtuquaj-turën "bashkësi britanike të kombeve" dhe varet nga Anglia. *Dominionet britanike.*
DOMINO,~JA . *sh.* ~, ~TË. Lojë që luhet me njezet e tetë pllakëza prej druri, prej kocke, prej lënde plastike etj., të cilat në anën e mbarë janë të ndara me një vijë në mes dhe kanë të shënuar numrin e pikëve (nga zero deri në gjashtë); *zakon. sh.* pllakëzat a gurët që përd or en në këtë lojë. *Gur dominoje. Luajnë domino. Bëri domino* shtroi edhe gurin e fundit që kishte ne dorë dhe fitoi lojën.
DOMKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Xhungë, bullun-gë. *Domka të nxira. Iu be një domkë.*2. Fik që është ende i forte, ngaqë nuk është pjekur, fik i papjekur.
DOMOSDO,~JA . *libr.* Domosdoshmëri. *Ishte një domosdo historike.*
DOMOSDO *ndajf.* 1. Patjetër, doemos. *Do ta bëjë (do të vijë, do të shkojë) domosdo.*
*2. fj. ndërm.* Kuptohet vetvetiu, pa dyshim, vetë-kiiptohet, natyrisht, ta merr mendja. *Të rinjtë, domosdo, qenë të gjithë të gatshëm.*
DOMOSDOSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që duhet patjetër, që është shumë i nevojshëm, që nuk mund të bëhet dot pa të; që duhet bërë a që duhet plotësuar patjetër, që nuk mund të lihet men jane; i detyrueshëm; i pashm angshëm. *Ushqim i domosdoshëm. Nevojë (kërkesë) e domosdoshme. Shpjegim i domosdoshëm. KUsht i domosdoshëm. Në mëtiyrë të domosdoshme. Është i domosdoshëm.*
*2. filoz.* Që është i lidhur me shkaqe thelbësore e objektive dhe që buron nga vetë natyra e brendshme e

sendit a e dukurisë, që ka karakter ligjësor, që nuk është i rastit; që në kushte të caktuara ndodh në më-nyrë të pashmangshme, që bëhet kështu dhe kurr-sesi ndryshe. *Lidhje e domosdoshme. Dukuri e domosdoshme.*
3. *si em.* ~ME, ~MJA(e). *sh.* ~ME, ~MET(të). Diçka që duhet patjetër, diçka që është shumë e neVojshme. *Përmendi (theksoi) vetëm të domosdosh-met. Dallon gfënë e rastit nga e domosdoshmja.*
DOMOSDOSHMËRI,~A 1. *libr.* Nevojë a kërkesë që duhet plotësuar patjetër; të qenët i domosdoshëm. *Domosdoshmëria e bashkimit (e bashkëpu-nimit, e luftës). Domosdoshmëria e mësimit (e studimit). Domosdoshmëria e ngritjes së cilësisë.*
2. *filoz.* Lidhja e sendeve a e dukurive, si edhe zhVIllimi i tyre që rrjedh nga shkaqe thelbësore e objektive, që buron nga vetë natyra e brendshme e këtyre sendeve a dukurive e ka karakter ligjësor; diçka që ndodh në mënyrë të pashmangshme në disa kushte të caktuara, ajo që bëhet kështu dhe kurrsesi ndryshe. *Domosdoshmëri objektive (historike, jetësore). Domosdoshmëria dhe rastësia. Shfaqje të domosdoshmërisë.*
DONE,~T . *vet. sh.* Brekë të gjata; benevrekë. *Done të bardha. Veshi doitet.*
DONKISHOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr., keg.* Njeri i shkëputur nga jeta e gjallë, i cili rron me ëndrra, lufton me kot për ideale e qëllime të paarritshme sa bëhet qesharak e për të ardhur keq (sipas emrit të Don Kishotit, heroit të romanit të njohur të shkrim-tarit spanjoll M. Servantes).
DONZHUAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr., keq.* Burrë ose djalë i dhënë pas aventurave të dashurisë dhe pas qejfeve; ai që u Vjen rrotull grave dhe që përpjqet t'u pëlqejë atyre, t'i mashtrojë e t'i shtjerë në dprë me çdo mënyrë (sipas emrit të Don Zhuanit, heroit legjendar të disa veprave letrare spanjolle etj.).
DORAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri që ka mbetur me iijë dorë ose që nuk e përdor dot me njërën dorë, ngaqë e ka të dëmtuar; njeri, të cilit ia kanë prer6 njërin Krah a njërën dorë.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
DORAGK,~E *mb.* 1. Që mund të përdoret lehrë, i volitshëm a i lehtë në përdorim; që mbahet nëpër
duar e hyn në punë Vazhdimisht. *Fshesë doracake. Vegël doracake. Libër doracak.*
*2. si* EW.~,~U *m.sh.* ~Ë,~ËT. Tekst shkollor ose libër tjetër që përdoret gjerësisht si udhëzues mësimor e praktik. *Doracaku i veterinerit.*
DORACE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e DO-*RAC,~I.
DORA-DORE *ndajf.* Dorë për dore. *Të zënë (të kapur) dora-dore. Hidhnin valle dora-dore.*
DORA-DORËN *ndajf.* Dora-dorës.
DORA-DORËS *ndajf. 1.* Dorë për dore, dora-dore. *Ecnin dora-dorës.*
*2. fig.* Së bashku, lidhur ngushtë njëri me tjetrin, krah për krah. *Do të punojmë dora-dorës.*
3. Hëpërhe, tani për tani, përkohësisht. *Dora-dorës me mirë po presim. Dora-dorës mos i thuaj gjë!*
*4.* Pak e nga pak, ca nga ca, shkallë-shkallë; here pas here. *Dora-dorës do të mësojnë. Dora-dorës do t'i bëjmë të gjitha.*
•*k* Dora-dorës që... sa me shumë (sa me tepër) që...
DORAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Doreza e par-mendës; doreza a vegja e një vegle, e një mjeti ose e një përdorëseje. *Doraku iparmendës. Doraku i sharrës (i kosës). Plug me dy dorakë.*
*2.* Pjesa e kthyer e bastunit, ku mbështetet dora; bastun me një pjesë të tillë të kthyer.
3. *sport.* Peshë si rruzull me një dorezë ose dy pesha të tilla të lidhura midis tyre me një bosht të lakuar, që kapet e shtrëngohet me dorë për të bërë ushtrime të ndryshme gjimnastikore. *Ngre dhe ul dorakët.*
DORAK,~E *mb.* Që ka dorezë, që është me dorak. *Kandil dorak. Parmendë (kosë) dorake.*
DORAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dorezë, do-rashkë.
2. Enë prej balte, prej bakri, prej qelqi etj. me një dorezë.
3. Shami dore.
4. Pjesa e poshtme e mëngëve të një fanelle, za-konisht e zbukuruar me qëndisma.
DORARTË *mb.* Duarartë.
DORAS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që vriste dike me dorën e vet (kështu quhej në çastin e vrasjes dhe gjatë gjyqit); gjakës. *E zunë dorasin. Me i keq gërgasë-si se dorasi. fj. u.*
2. Shkaktari i vërtetë për një të keqe, autori i një faji etj.; fajtori.
DORAS *ndajf* 1. Pa e kryer plotësisht, përgjysmë; duke e shtyrë për me vonë a për një here tjetër; pas dore, zvarrë. *E la punën doras.*
2. Dorazi.
DORASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* DO-REZË,~Ai. *Dorashka të trasha (të holla). Do-rashka të leshta. Vë (heq) dorashkat.*
*2. shih* DORAK,~U j.
• Me dorashka (doreza) *shih te* DOREZË,~A. Pa dorashka (doreza) *shih te* DOREZË,~A. Hajdut me dorashka (me doreza) *shih te* DOREZË,~A. Vë dorashka kadifeje *shih te* KADIFE, ~JA.
DORASHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkul me flje mëndafshi, pambuku a leshi; liter, çile.DORAZI *ndajf.* Drejtpërdrejt në dorë; me dorë, me njeri, jo me postë. *la dërgoi (e mori) dorazi.*
DORDOLEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Figure e ngjashme me njeriun që bëhet me shkopinj, me rroba të vjetra, me kashtë etj. dhe që vihet nepër kopshte e ara për të trembur shpendët dëmtues; figure e tillë qesharake, e ngjashme me dike, që bëhet për ta vënë atë në lojë, për ta poshtëruar etj. *Dordolec për të trembur sorrat (laraskat). Bënë një dordolec. Duket si dordolec.*
2. *etnogr.* Fëmijë që në fillim të verës ose në kohë thatësire e zhvishnin lakuriq, e mbulonin me fier e me shpendra dhe i hidhnin ujë përsipër, duke e sho-qëruar me një këngë të veçantë gjoja për të ndjellë shiun; rone.
3. *fig.* Njeri qesharak, më të cilin tallen të tjerët. U be dordolec u lag shumë, u lag gjer në palcë,
u be qull.
DORDOLlNË,~A . *bot.* Tërfili i livadheve, tër-fili i kuq.
DOREZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Veshje si këllëf prej leshi, lëkure, mëndafshi etj., zakonisht me pjesë të ndara për çdo gisht, në të cilën futim duart për t'u mbrojtur nga të ftohtët etj. *Doreza të leshta. Doreza lëkure (mëndafshi). Doreza me një gisht. Doreza me push. Doreza boksi* doreza të posaçme prej lëkure për të bërë boks. *Një pale doreza. Vë (heq) dorezat. Pu-non me doreza.*
2. Pjesa e një sendi, e një vegle a përdorëseje, e një mjeti, e një aparati etj., që kapet ose mbahet me dorë për ta lëvizur, për ta vënë në punë etj.; vegja e një ene. *Dorezë e*

*drunjtë (e hekurt). Dorezë e argjendtë (e fildishtë). Dorezë e zbukuruar. Doreza e kanës (e shtambës, e filxhanit, e tenxheres). Doreza e thikes (e shpatës, e limes). Doreza e parmendës. Doreza e telefonit* pjesa e aparatit telefonik që merret në dorë kur bisedohet. *Doreza e derës (e dritares, e dollapit, e sirtarit). Kali me doreza. sport. Lëviz dorezën. Zë (e mban) nga doreza. Drejton (vë në lëvizje) diçka me një dorezë.*
3. *shih* DORËZ,~A.
•*k* Me doreza (dorashka) fshehurazi, jo hapur, jo drejtpërdrejt; me kujdes, me takt. Pa doreza (dorashka) hapur, pa mbajtur asgjë të fshehur, troç, cope. Hajdut me doreza (me dorashka) hajdut i regjur, hajdut që vepron me shumë kujdes e fshehurazi. I hoqi dorezat *dikush* filloi të veprojë hapur, doli sheshit.
DORË,~A . *sh.* DUAR, DUART. 1. Secila nga dy gjymtyrët e sipërme të njeriut, që nga supi e deri te gishtat; pjesa e fundit e këtyre gjymtyrëve që nga kyçi, e cila ka pëllëmhën e peso gishtat dhe shërben për të prekur, për të kapur, për të marrë sendet, për të bërë punë e veprime të tjera. *Dora e djathtë (e maj-të). Me duar të mëdha (të vogla, të holla, të trasha, të gjata, të bardha). Me duar të fort a (të shkathëta). Me duar të mbledhura grusht. Me duar të lidhura. Me dorë të lire* pa tendosur muskujt e dorës, lirshëm. *Me duart plot. Duart lart!* urdhër për t'u dorëzuar. *Dorë burri* dorë e fuqishme. *Gishtat e dorës. Pëllëmba (shuplaka) e dorës. Shpina e dorës. Kurrizi i dorës. Qafa e dorës. Kyçi i dorës. Kockat e dorës. Tund (ngre, ul, shtrin, hap, mbyll) dorën. LaU (fshiu, thau, ngrohu, fërkoi) duart. Përplas duart. Shtrin (kryqëzon) duart. Ngre (çon) duart lart. I shtrëngon dorën dikujt. Iputh dorën (duart). Ipërdredh dorën. I lidh (i zgjidh)*
*duart. I ana (i zgjati) dorën dikujt. 1 kërkoi (ilypi) dorën. vjet.* e kërkoi për grua. *I shkau (ivajti) dorapa-dashur. Prek (fërkon, kap, zë, merr, ngre) me dorë. Per-shëndet me dorë. E Icapi për dore. E shtrëngon (e tër-heq) me një dorë. E shtyu më të dyja duart. la bën me dorë dikujt* e përshëndet me dorë. *la mori nga duart. I shkoi dorën përsipër. Kap (shtrëngon) kokën me duar. Merr (mban) fëmijën në duar. I shpëtoi (i shkau) pjata nga dora (nga duart). Hedh e pret ndër duar. E ka shkruar me dorën e Vet. Ishin kapur (ishin zënë) dorë për dorë (dorë me dorë).*
2. *fig. bised.* Force pune, njeri që është i aftë të punojë (në punët bujqësore, në punë me krah etj.), krah pune. *Jane shumë duar në kooperativë. Ka pesë duar që punojnë. Ushqeheshin (mbaheshin) me duart e tyre.*
3. Kjo gjymtyrë si përfaqësuese e njeriut që kryen një veprim, që është nxites a shkaktar i diçkaje ose si treguese e mënyrës a e mjeshtërisë më të cilën është bërë diçka; përfundimi i punës a pasoja e veprimeve të njeriut, që ka gjurmët e vetive e të cilësive të tij. *Dora gjakatare (tradhtare, mizore). Dora vetë* autori i vërtetë. *Dora e artistit (e mjeshtrit) popullor. Është dora e tij. E njoh dorën e saj. Duket dora e gruas (e bujkut, e punëtorit). Ka dorë të mire (mjeshtri). Vepron dora e armikut. Ka edhe ai dorë në atë punë. E kanë trazuar shumë duar. Jane futur (janë përzier) Uoj-lloj duarsh. E ka prishur dorën* nuk punon me me atë mjeshtëri që punonte me pare, nuk bën me punë me cilësi aq të mirë si me përpara. *Nxjerr gështenjat nga zjarri me duart e botës. fj. u.*
4. Kjo gjymtyrë si përfaqësuese e njeriut që zo-tëron diçka, që ka fuqirtë a pushtetin mbi dike ose mbi diçka; njeriu vetë si zotërues a pronar ose e drejta e tij për të zotëruar, për të urdhëruar, për të vepruar etj. (edhe në disa togje frazeologjike). *Dorë e hekurt (e forte). libr.* a) drejtues i aftë a udhëheqje e zonja, që nuk lejon lëshime e çrregullime; pushtet i forte; b) sundim i ashpër a diktaturë e egër, despotizëm. *Dora e drejtësisë* fuqia vepruese e ligjit dhe e orga-neve të drejtësisë. *Dora e qeverisë. bised.* forca vepruese e pushtetit. *Ndërroi dorë* ndërroi pronar. *Shtrin (zgjat) dorën diku* përpiqet të shtrijë sundimin. *E hodhi (e vuri, e shtiu, efuti) në dorë dike a diçka* a) u be pronar i diçkaje, u be zot i saj; b) e bëri dike që t'i jepet. *Shtiu në dorë qytetin (kështjellën)* e push-toi. *ra në dorë dikush a d i ç k a* a) iu dha, iu dorëzua dikush; b) u be e tij diçka. *Është në dorë (në duar) të dikujt* varet krejtësisht prej dikujt, është nën urdhrat a nën pushtetin e tij, e ka në dorë ai. *E ka në dorë dike* e ka nën urdhrat e tij, është i varur krejtësisht prej tij, bën si të dojë vetë me të. *I vjen në dorë dikush* e sjell rasti t'ia ketë nevojën, të varet prej tij ose t'i tregojë forcën a aftësitë e tij. S'e *kam në dorë unë diçka* s'varet prej meje, është jashtë mundësive a fuqive të mia. S'e *ka në dorë veten* bën veprime të pandërgjegjshme pa e kuptuar se si; s'e zotëron dot veten, s'përmbahet. *E merr veten (situatën) në dorë. I bashkoi (i përqendroi) forcat në një dorë* i përqendroi forcat te një njeri, në një vend. *ka dokumentet në dorë. I mbeti në dorë tërë pasuria. Kaloi nga dora në dorë (nga një dorë në një tjetër). Ka kaluar në shumë duar (duar me duar). Ka rënë në duar të mira (të këqija, të liga, të huaja). E mori punën në duart e Veta* filloi të merret vetë me një punë e të vendosë vetë për të. *F. mori pushtetin në duart e tij. Pushteti kaloi në duart e klasës punëtore. Gjithçkaështë në dorën tone* gjithçka varet nga ne. *E kemi vetë tie dorë ta zgjidhim.*
5. *fig.* Ndihmë a përkrahje që i jepet dikujt për të bërë diçka që ai nuk e përballon dot vetë; kujdes a mbrojtje për dike që është me i vogël, me I dobët etj. (edhe në disa togje frazeologjike). *Me dorë të huaj. E ndjea dorën e shoqërisë (e prindërve). I dhanë dorën c* ndihmuan, e përkrahën. *dhanë një dorë dhe e nxorën nga balta. T'ijapim të gjithë nga një dorë! I ka hedhur dorën dikujt* e ndihmon, kujdeset për dike. *jep dorë (nëpunë)* e ndihmon. *Eka lënë dike a diçka në dorë (në duar) t ë dikujt* ia ka lënë a ia ka be-suar për t'u kujdesur për të a për ta mbrojtur. *E ka lënë në dorë të fatit dike a diçka* nuk kujdeset a s'pyet fare për të, e ka braktisur fare.
*6.* Punë që bën njeriu njëherësh për diçka; njëra nga radhët a ndarjet e një pune ose të një loje, që bëhet pjesë-pjesë. *Dora e parë (e dytë, e tretë...). Punim në dorë të pare, I dha një dorë. I dha dorën e fundit* e kreu përfundimisht, e përfundoi. *ka kaluar dy duar. Ka (ndan) dorën. Luajti në dorën e dytë (me lëtra). Bënë një dorë letra. Mbaruan tri duar domino. I humbi të gjitha në dorën e fundit.*
7. Tërësi sendesh, prodhimesh, të ardhurash etj. që merren njëherësh, që përdoren a që shfrytëzohen ne të njëjtën kohë etj. *Dorë e pasur. Dora e parë e të korrurave (e prodhimit, e grurit, e panxharit). Mbjell (yjel) në dy (tri) duar. Mori një dorë të mirë të hollash.*
8. Sasi afërsisht sa nxë një grusht njeriu, dorëz, grusht; sasi sa mund të kapim a të marrim më të gjithë gishtat.

*Një dorë oriz (grurë). Një dorë kripë (sheqer). Nja dy duar lesh. Mbledh një dorë bar.*
9. *përd. përem. (me numërorin themelor* njëj. Pak; shumë pak. *Një dorë miell (kripë). Një dorë muhabet.*
10. Doreza e një mjeti, e një vegle etj.; vegjë, vesh; vegël a pjesë vegle në trajtë të pëllëmbës ose të grush-tit. *Dorë e metaltë. Dora e shpatës. Dora e kazanit. Dora e havanit* shtypësi.
11. Përdoret si gjymtyrë e dytë, zakonish! ne rasën rrjedhore pa parafjalë, në disa togfja'ësha që tre-gojnë diçka të bërë me dorë, një mjet a vegël që vihet në lëvizje me krah, që mbahet në dorë etj. *Punë dore* a) punë a sende që bëhen me dorë, jo në fabrikë (si-domos ato që bëjnë grate me gjilpërë, me shtiza ë grep); b) Iëndë mësimore në shkollë që u jep nxënësve njohuri për këto punë. *Shkrim (shkronjë) dore. Bombë (granatë) dore. Llambë (thikë, pompë, karrocë, sharrë) dore. Frena (leyë) dore. Shami (çantë, ore) dore. Pe-një dore* penjë për të qepur me gjilpërë e jo me ma-kirië. *Top dore. Lojnat me dorë. sport,* lojna që luhen me top jo me këmbë (si p.sh. basketbolli, volejbolli dhe hendbolli).
12. *bised.* Dëftesë; shënim. *Mori një dorë. I dha (i lëshoi) një dorë për të hyrë në klasë.*
13. *fig.* Cilësia a vlera e diçkaje; shkalla që zë nga rëndësia, nga vetitë etj. diçka (edhe në disa togje frazeologjike). *Miell i dorës së parë* miell shumë i mirë, i një cilësie të lartë. *Me rëndësi të dorës së parë* me rëndësi të madhe, kryesore. *Luan rol të dorës së dytë* nuk luan rol kryesor. *Është i dorës së dytë* nuk është i cilësise se lartë. *dha rëndësi të dorës së fundit.*
14. *bised.* Shtresë shoqërore e caktuar ose grup njerëzish që kanë një gjendje shoqërore e ekonomike; tërësi njerëzish me veti, me sjellje etj. pak a shumë të njëjta; shkallë, sërë. *Njerëzit e dorës së ulët. Është i dorës sonë. Është nga dora jonë. Jane të një dore.*
15. Pjesa e fundit (putra me gishta) në gjymtyrët e përparme të majmunëve. *Dora e majmunit (e go-ille's, e shimpanzesë).*
*r<*
•*k* Nën dorë *keg.* fshehurazi dhe *jo* sipas rregullave të zakonshme të tregtisë (për shitjen e blerjen e diçkaje). Këso dore a) në këtë mënyrë; b) i këtij lloji, i kësaj trajte. më të dy (me të dyja) duart a) pa kufi, shumë; me bujari, pa u kursyer, sa të' mundet; b) me gjithë zemër, me gjithë qejf, me shumë dëshirë. Me armë në dorë *shin tek* ARMË,~A. Sa i arrin dora sa të mundet, me sa fuqi që ka. S'më arrin dora *shift tek* ARRIJ. Bën dorë ia fillon punës për diçka, nis një punë. S'më bën dora me dhimbset a me vjen keq ta bëj diçka a ta prek; nuk kam dëshirë ta bëj diçka. I ra në dorë *a.) diçka* e gjeti rastësisht diçka, i erdhi, i qëlloi ta ketë a ta shohë; b) *dikush* e solli rasti që mund të bëjë ç'të dojë me dike. I bukuri i dorës (i unazës) *bised. shih te* BUKUR,~I (i). Me doli nga dora (dore, duarsh) a) *diçka* nuk e kam me timen diçka, me iku nga dora; b) *dikush* me shpëtoi nga kon-trollI, ka marrë rrugë të gabuar, është bërë i keq. Dorë me dorë duke kaluar nga njëri tek tjetri varg. Dorë për (me) dorë bashkë, krah për krah, të pandarë. Dorë për dorë hëpërhë, tani për tani, përkohësisht. Dorë pas dore here pas here. Dora e djathtë *e dikujt shih te* DJATHTË (i, e). Me dorë të dridhur *shih te* DRIDHUR (i, e). I dorës së fundk *shih te* FUNDIT (i, e). Në dorë të fundit *shih te* FUNDIT (i, e). Me dorën në kobure *shih te* KOBURE,~JA. Me dorë të lë-Shuar *shih te* LËSHUAR (i, e). Me duar lidhur *shih te* LIDHUR. Me duar të lira *shih te* LIRE (i, e). Me dorë në qafë *shih te* QAFË,~A. Në dorën tënde si të duash ti, si të mendosh a si të kesh ti dëshirë. Dora vetë *(shkurt.* d.v.) *zyrt.* shënim që vihet në kopjet e një shkrese pranë emrit të titullarit, kur ky ka nënshkru-ar vetëm origjinalin. Me dorë në zemër (me zemër në dorë) a) me drejtësi, pa anësi; b) medhembshuri; me keqardhje; c) bujarisht; me ngrohtësi; çiltërisht; d) me frikë se mos ndodhë a bëhet diçka, me ankth; mepa-durim; dh) me përulje. I dridhet dora a) nguron, s'ësh-të i vendosur, tutet të bëjë diçka; b) lëkundet, nguron, mezi e nxjerr a mezi e jep (kur paguan ose kur fal diçka). Fërkon duart (barkun) *keq. shih te* FËRKOJ. Fut duart *diku keq. shih te* FUT. Hodhi dorë *shih te* HEDH. Heq dorë *nga dikush a nga diçka shih te* HEQ. I holloi duart *(së fërkuar i) iron, shih te*HOLLOJ. I hyri dorë *dikujt a diçkaje shih te* HYJ. I iku (i shpëtoi) nga dora (nga duart) *shih tek* IKI. I iku nëpër duar *shih tek* IKI. Jap dorën *shih te* JAP. I dha duart *dikujt shih te* JAP. Ia jap në dorë *diçka (dikujt) shih te* JAP. Ka dorë *keq.* a) e ka zakon të rrahë a të qëllojë të tjerët; b) vjedh. E kam në (nëpër) duar *diçka* po përgatit diçka, po e punoj, po merrem me të, nuk e kam përfunduar. I kap dora *shih te* KAP. Me këmbë e me duar *shih te* KËMBË,~A. Në këmbë e në dorë (në duar) *shih te* KËMBË,~A. Ia ktheu dorën *shih te* KTHEJ. Nuk kthen dorë *edhepoh. shih te* KTHEJ. I lau (i fshiu) duart *nga dikush a nga diçka shih te* LAJ. Me laps (me kalem) në dorë *shih te* LAPS,~I. Larg duart nga... *(një vend)! libr.* mos ndërhyni atje, Iar-gohuni e mos e prekni (kunder pushtuesve e agreso-rëve). Ia lehtësoI dorën *di k uj t shih te* LEHTËSOJ $_2$. E la dora *shih te* LË,$_6$. E lë në dorë *të dikujt* lë dike të veprojë si të dojë, e lë të vendosë për diçka. E lë pas dore nuk kujdeset a nuk shqetësohet me për të, e lë mënjanë a e lë në harresë. Lëshoi dorë *k under dikujt shih te* LËSHOJ. E lëshon dorën*shih te* LËSHOJ. E lëshoi dore *dike shih te* LË-SHOJ. E lëshoi në dorë *të dikujt* a) bëri që ta kapë dikush, ia dorëzoi; e tradhtoi dike; b) ia la dikujt në dorë një çështje, ia besoi atij. S'e lëshon (s'e lë, s'e heq) nga dora *diçka* a) e ruan me kujdes, zakonisht për të mos e humhur; e mban përgjithmo-në diçka që ka arritur, që ka fituar etj.; b) e mban gjithmonë me vete diçka, e përdor vazhdimisht, me-rret më të gjithmonë. Lidh (kryqëzon) duart *shih te* LIDH. Ia ka lidhur duart (krahët) *shih te* LIDH $_n$. Iu lidhën duart (krahët) *shih te* LIDHEM. E liroi dorën *shih te* LIROJ. Luaji duart! *shih* IeLUAJg- I ka Iyer duart *në diçka shih te* LYEJ. Ia leu dorën (duart) *dikujt keq. shih te* LYEJ. Ia marr dorën (krahun, anën) *një pane shih te* MARR. I marr dorën *dikujt shih te* MARR. Ia mori nga duart *dikujt* ia rrëmbeu dike a diçka një tjetri para syve. Mbaj dorën *shih te* MBAJ. Mbaje dorën! *shih te* MBAJ 4. Ia mbaj dorën *dikujt shih te* MBAJ. Mbaj në dorë *shih te* MBAJ. Të mbetet (të nge-let) në dorë (ndër duar) *dikush a diçka* a) është shumë i dobët, është aq i sëmurë sa mezi mbahet; b) është i një cilësie aq të keqe sa ke fri-kë ta përdorësh, mund të dëmtohet a te prishet menjëherë, është shumë i brishtë; c) i bie vlera e s'ke ku ta përdorësh, s'të hyn me në punë. I mëshoi dorës *mbi dik e shih te* MËSHOJ. I ndal dorën *shih te* NDAL. I ndej dorën *shih te* NDEJ. Nuk e ndyj (nuk e f ëlliq) dorën *me dike shih te* NDYJ. Ngre (çon) dorë (dorën) *kundë r dikujt a diçka j e shih te* NGRE. I ngjit dorën (krahun) *dikujt shih te* NGJITi.

Nxjerr nga dora (nga duart) prodhoj a krijoj diçka me dorën time. Ia njomi (ia lagu) dorën *dikujt shih te* NJOM. Ora me dorë (ora me një) *shih tek* ORË,~A 1. Me para në dorë duke i pagu-ar të hollat aty për aty. I plasi në duar (në dorë) *diçka* i dështoi një plan kur s'e priste, nuk arriti ta vërë në jetë; iu zbuluan papritur qëllimet e synimet. Të puth dorën! *iron., tall, shih te* PUTH. I puth dorën (pëqirin, gjunjët, këmbët, këmbë e dorë) *dikujt keq. shih te* PUTH. I qiti në dorë *diçka* i dha a i dërgoi dikujt para, dhurata, ryshfet etj. E rëndoi dorën *mbi dike shih te* RËNDOJ. I shkau nga duart (nga dora) *dikush a diçka shih te* SHKAS. Ia shkurtoi (ia preu) dorën (duart) *d i k uj t* nuk e la të veprojë (një vjedhës, një keqbërës etj.), e ndaloi menjëherë. I shkurtoi (i preu, i thau) duart (dorën, krahët) a) e dëmtoi rëndë, i prishi shumë pu-në; b) e la në gjendje shumë të vështirë, pa ndihmë e pa përkrahje. I shpëlau (i lau) duart *nga dikush shih te* SHPËLAJ. E shtrëngoi (e rrudhi) dorën *shih te* SHTRËNGOJ. I shtrëngoj dorën *dikujt shih te* SHTRËNGOJ. I shtriu (i zgjati) dorën *dikujt shih te* SHTRIJ. Iu thanë duart *shih te* THAHEM. T'u thaftë dora! *mallk. shih te* THAHEM 5. Me thonjtë e duarve *shih te* THUA, THOI. Thyej dorën *shih te* THYEJ. Të thyhet në dorë është shumë i brishtë, është delikat. Vë dorë *mbi dike a mbi diçka* a) ndërhyn për të vënë diçka në rregull, ndihmon që të përmirësohet një gjendje etj.; b) *keq.* e ngacmon dike; e rreh; c) *keq.* merr diçka që s'është e tij, vjedh; e prek; e trazon. Me vjen dora a) fitoj shkathtësi për të përdorur diçka me dorë, për të gjuajtur në shenjë etj.; b) me shkon mbarë (në lojën me letra). I vjen (i shkon) për dore (ndoresh) ka aftësi a shprehi ta bëjë mirë e shpejt diçka, e ka të lehtë, i jepet për një punë. Zunë dorë *shih te* ZË. S'e zë (s'e Sap) me dorë *diçka* nuk merret fare me një punë; nuk e meson, s'e përgatit (një mësim), s'e prek fare. I zgjidh duart *di-kujt shih te* ZGJIDH. U be një dorë (një grusht) njeri u mblodh kruspull, u be sa një grusht, u rrudh (nga hallet, nga frika, nga të ftohtët etj.); u dobësua shumë, u tret (nga sëmundjet). S'bëhet dora topanxht ;. *u. shih tek* TOPANXHË,~A. U be këmbë e dorl *shih te* KËMBË,~A. Duket (shihet) si në pëllëmbë të dorës *shih te* PËLLËMBË,~A. I ka futur duart deri në berry! *keq. shih te* BËRRYL,~I. -Me hanë duart (për punë) *shih te* HA 7. Ha duart (veten) me dhëmbë *shih te* DHËMB,~I. I iku (i shpëtoi) zogu nga dora *shih te* ZOG,~U. Është dora vetë a) është po ai njeri, po i njëjti, jo tjetërkush; b) *p ë r diçka* është shumë i zo-ti a i aftë për diçka, është i vetmi për të bërë një gjë, s'i gjendet shoku. Jane si gishtat e dorës *shih te* GISHT, ~I. I dha (i Ia) dorë të lire *dikujt shih te* LIRE (I, e). Ia dha këpucët (opingat) në dorë *mospërf. shih te* KE-PUCË,~A. Ia dha Ieckat në dorë *dikujt mospërf. shih te* LECKË,~A. Ia dha nderin në dorë (në grusht) *dikujt shih te* NDER,~I. Ia dha Yesb,ët (flokët, leshrat) në dorë *shih te* JAP. I ka duart flori nxjerr punë të një cilësie të lartë; është i zoti për çdo punë, i zë dora çdo gjë. E ka dorën grusht *shih te* GRUSHT, ~I. E ka dorën të gjatë (i ka duart të gjata) *keq. shih te* GJATË (i, e). I ka duart me kallo *shih te* KALLO, ~JA. Ka dorë (e ka dorën) të lehtë *shih te* LEHTË (i, e)10. I ka duart të lidhura (të zëna) *shih te* LIDHUR (i, e). Ka dorë të lire (i ka duart të lira) *shih te* LIRE (i, e). E ka dorën të lire *shih te* LIRE (i, e). Ka dorë te mbarë *shih te* MBARË (i, e)4. Ka dorë (e ka dorën) të rëndë *shih te* RËNDË (i, e). I ka duart të shkurtra *shih te* SHKURTËR (i, e). I ka duart (këmbët) të shpengua-ra *shih te* SHPENGUAR (i, e). E ka dorën të shpuar *shih te* SHPUAR (i,e). I ka duart tëtharapër6. *shih te* THARË (i, e) 6. E ka dorën të thatë *shih te* THATË (1, e). Sa të kern këmbë e dorë (e duar) *shih te* KËMBË, ~A. E kam (e njoh) në pëllëmbë të dorës *shih te* PËLLËMBË,~A. Ë kapën (e zunë, e gjetën) me presh në dorë (me duar në presh) *shih te* PRESH,~I. S'kapet qielli me dorë *fj. u. shih te* QIELL,~I. Sikur ka kapur (ka zënë, ka rrokur) qiellin me dorë *iron, shih te* QIELL, ~I. Kërkoftë murin me dorë! *mallk. shih te* MUR,~I. E la rae duar në gji *shih te* GJI,~RI. Ia la lëpendrat në dorë *dikujt shih te* LËPENDËR,~RA. U lidh këmbë e duar *shih te* LIDHEM. Nuk luan as gishtin e dorës (e këmbës) *shih te* LUAJ. Sa t'i luajë këmba e dora *shih te* KËMBË,~A. I ka Iyer (i ka bërë) duart me gjak *shih te* GJAK,~U 1. Mban barkun me dorë *shih te* BARK,~U. Mbaj barkun (brinjët, ijët) me dorë *shih te* BARK,~U. E mban në pëllëmbë (në shuplakë) të dorës *dik ë shih te* PËLLËMBË,~A. Mbeti me duar në gji *shih te* GJI,~RI. Ngriti (çoi) duart (lart, përpjetë) *shih te* NGRE. Numërohen me gishtat e dorës *shih te* GISHT, ~I. E nxori (e përcolli, e qiti) me duar thatë (me duar bosh, me duar zbrazur) *shih te* THATË 3. I plasi bomba në duar *shih te* BOMBË,~A. I plasi (i shpër-theu) mina ndër duar *shih te* MINË,~A. Rri me duar në ijë (në mes, në brez, në bel, në gji, në xhepa) *shih tek* IJË,~A. Rri me duar kryq rri pa punë, nuk bën asgjë, nuk zë punë me dorë; bën sehir. S'i rrinë duart (rebat) a) s'mund të rrijë pa bërë një punë, pa u marrë me diçka; b) trazon shumë, është trazovaç. I rri me han-xhar në dorë *shih te* HANXHAR,~I. Rri me dorë në xhep *shih te* XHEP,~I. I shpëlau duart nga kazma (nga lopata, nga çekani, nga bishti i lopatës) *iron, shih te* SHPËLAJ. I shpëton shparca nga duart *shih te* SHPAR-CË,~A. (Si) iu thanë duart dhe (që) s'e *bëri diçka shih te* THAHEM. (Si) s'iu thanë duart, po (kur, që, dhe) e bëri *d i ç k a shih te* THAHEM. Të thyen arrën në dorë *shih te* THYEJ. I ka vënë duart (sbkel-min, këmbën) në fyt (në grykë, në gjoks) *dikuji shih te* SHKELM,~I. për të vënë duart në kokë *shih te* KOKË,~A. Vë dorën (gish(in) në plage *shih te* PLAGË,~A. Vë dorën në zemër për *dike shih te* ZEMËR,~RA. I vë (i lë) zemrën në dorë i jap besim të plotë, i besoj plotësisht për gjithçka. Vë (fut) duart (dorën) në zjarr (në prush) për *dike shih te* ZJARR, ~I. Vjen me duar plot *shih te* PLOT. Vjen (shkon) me duar në xhepa *shih te* XHEP,~I. Vjen (kalon) me urë (me pishë) në dorë *shih tek* IJRË, ~A II. Zë brinjët me duar *shih te* BRINJË,~A. I zë dora (çdo gjë) *shih te* ZË. Nuk zë gjë me dorë nuk punon fare, është dembel. Zë kokën me dorë *shih te* ZË. S'e zë (s'e kap) njeri me dorë (për bishti) *shih te* ZË. E zunë me pelë për dore *shih te* PELË,~A. Fug pcshën e fsheh dorën *shih* Hedh gurin e fsheh dorën *te* HEDH. Hedh gurin e fsheh dorën *shih te* HEDH. Po i dhe (po i zgjate) gishtin, të mcrr (të rrëmben) dorën *shih te* GISHT,~I. Po i dhe (po i zgjate) dorën, të merr (të rrëmben) krahun *shih* Po i dhe (po i zgjate) gishtin, të merr (të rrëmben) dorën *te,* GISHT,~I. Dy duar për një kokë (janë) secili i del vetë zot vetes së tij, çdo njeri është në gjendje të mbrojë vetveten. T'i Ië këmbët e arushës në dorë *shift tek* ARU-SHË,~A. la merr pula bukën nga dora *mospërf. shih te* BUKË,~A. Nuk mbahen dy kunguj (dy shalqinj) në një dorë (nën një sqetull) *fj. u. shih te* KUNGULL, ~I. E mban dorën (gishtin) në çark të pushkës *shih te* ÇARK,~U. Ka në dorë të gjithë gurët

*shih te* GUR,~I. Ka në dorë edhe gurin edhe arrën *shih te* GUR,~I. Të jep ujë me shpinë të dorës *shih* Të jep ujë me bisht (me shpinë) të luges *te* BISHT, ~I. Shkund me duar e shtyp me këmbë bën diçka të dobishme, por vetë e prish menjëherë; e mbush kusinë dhe pastaj e derdh me një shkelm. E jep me dorë dhe e merr me këmbë e jep diçka me bujari dhe e merr me vështirësi të madhe (thuhet kur një njeri s'është mirënjohës e s'ta kthen vetë huan a sendin që i ke dhënë). Syri plot e dora thatë *shih te* SY,~RI. C'i zë (ç'i sheh) syri ia bën (ia zë) dora *shih te* SY,~RI. Kur ka mashën, pse të djegë dorën? *fj. u. shih te* MASHË,~A $_2$. Ka (kërkon të ketë) njërën dorë në bakllava dhe tjetrën në revani (në mjaltë, në kabuni) *keg.* ka gjithë të mi rat. s'heq dorë nga asnjë e mirë a kënaqësi. Vezët në shportë e shportën në dorë!.tt. *shih te* SHPORTË,~A. Vrau veten me dorën e tij *shih te* VRAS. Njëra dorë Ian tjetrën, të dy-ja lajnë fytyrën (faqet). *u.* duke ndihmuar njëri-tje-trin bëhen mirë të gjitha punët. Mbaje (ruaje) zogun sa e ke në dorë! *fj. u. shih- te* ZOG,~U. Asnjë s'të kruan si dora jote *fj. u. shih te* KRUAJ. për çdo punë puth dorën e tij *shih te* PUTH. Në njërën dorë kazmën dhe në tjetrën pushkën *shih te* KAZMË, ~A. Qerre dore *vjet. shih te* QERRE, ~JA.
DORËBARDHË *mb.* Që i ka duart të bardha. *Vajzë (grtut) dorëbardhë.*
DORËBORË *mb. poet.* Që i ka duart shumë të bardha. *Nusja dorëborë.*
DORËBUTË *mb.* 1. Që i ka duart të buta.
2. *fig.* Që shtiret si i mirë për të arritur një qëllim të caktuar; që të vret me pambuk.
DORËCORE *mb.* Që i vjen ndoresh a që është e zonja për punë dore (zakonisht për gra e vajza që bëjnë punë me shtiza, me grep, që dine të qëndisin etj.).
DORËCCNG,~E *mb.* Dorac.
DORËÇELUR *mb.* 1. Dorëdhënë, dorëhapur, bujar.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
DORËDJATHTË *mb.* 1. Që përdor me mirë dorën e djathtë kur bën një punë, djathtak; *kund.* mëngja-rash. *Shumica e njerëzve jatië dorëdjathtë.*
2. *fig.* Që është i aftë e i shkathët në punë dore, që i vjen ndoresh për diçka.
DORËDREDHUR *mb.* Që të jep diçka jo me gjithë zemër, që i dridhet dora kur të jep diçka; që kursen shumë, dorështrënguar.
DORËDHËNË *mb.* 1. Që nuk i kursen të hollat etj. për të ndihmuar të tjerët, që ua jep të tjerëve me kënaqësi ato që ka, që i jep dora, bujar. *Është dorëdhënë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
DORËDHËNËS,~E *mb.* Dorëdhënë, dorëlirë, bujar.
DORËDHËNIE,~A . Bujari, zemërgjerësi.
DORËFËLLIQUR *mb.* Që bën punë të fëlliqura a të pandershme, që merret me punë të ulëta e të ndyra.
DORËFLORI *mb.* Duarflori. DORËFORTË *mb. libr.* Dorëhekurt.
DORËGJATË *mb.* 1. Që e ka zakon të rrahë a të godite të tjerët.
2. Që përdor dhunë kundër një tjetri, mujshar.
3. Që ka ndikim të madh tek të tjerët; dorëfortë.
4. Që grabit, vjedhës, hajdut.
DORËGJERË *mb.* Dorëdhënë, bujar; *kund.* dorë-ngushtë.
DORËGJERËSI,~A . *libr.* Të qenët dorëgjerë; zemërgjerësi, bujari.
DORËHAPËSI,~A . *libr.* Të qenët dorëhapur, bujari. *Me dorëhapësi.*
DORËHAPËT *mb.* Dorëhapur. *Njeri dorëhapët.*
DORËHAPUR *mb.* Që të jep pa ngurim të holla etj. kur ia kërkon, që nuk kursen për të ndihmuar të tjerët, dorëdhënë, bujar. *Është dorëhapur. U be tepë'r dorëhapur.*
DORËHEKUR *mb.* Dorëhekurt.
DORËHEKURT *mb. 1.* Që ka duar të fuqishme, që ka dorë të hekurt.
2. *fig.* I zoti për të drejtuar a për të udhëhequr; që kërkon me këmbëngulje e siguron zbatimin e për-piktë të vendimeve, të urdhrave a udhëzimeve dhe plo-tësimin e të gjitha detyrave. *Udhëheqje (qeveri, drej-tues) dorëhekurt.*
DORËHEQËS,~E *mb.* Që ka kërkuar ose që është detyruar të heqë dorë nga pushteti, nga një detyrë zyrtare etj.; që ka dhënë dorëheqjen. *Qeveria dorë-heqëse. Ministri dorëheqës.*
DORËHEQJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Largimi me hir a me pahir nga pushteti, nga një detyrë zyrtare etj. *Dorëheqja e qeverisë (e kabinetit, e presidentit, e ministrit). Dha dorëheqjen. Paraqiti dorëheqjen. Pranoi dorëheqjen.*DORËHOLLË *mb.* Që është ngushti nga gjendja ekonomike; i varfër. *Ishte dorëhollë.*
DORËJASHTË *mb.* 1. Që nuk është përzier në një punë, në një çështje, në një ngatërresë etj. ose që s'ka të bëjë me të. *Ai ishte dorëjashtë. Secila pale e quante veten dorëjashtë.*
2. *përd. ndajf.* Pa u përzier në një punë, në një çështje, në një ngatërresë etj. *Qëndroi (mbeti) dorë-iashtë.*
DORËKEQ,~E *mb.* 1. Dorëprapë.
2. Që kryen vepra të këqija (vrasje, vjedhje etj.).
DORËKËPUTUR,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që iu këputtë dora (si *mallk.). E rrahu, dorëkëputuri!*
DORËLEHTË *mb.* Që nuk të shkakton shumë dhembje kur të godet me dorë, kur të bën një gjil-përë etj., që e ka dorën të lehtë; *kund.* dorërëndë. *Infermiere dorëlehtë.*
DORËLËSHUAR *mb.* 1. Që prish shumë, që shpen-zon vend e pa vend; që s'e ruan paranë, pasurinë etj.; që nuk di të kursejë; dorështuar, dorëlirë.
2. Që nuk kërkon sa duhet dhe si duhet nga të tjerët, që s'është kërkues, që bën lëshime ndaj atyre që ga-bojnë e që kanë të meta në punë; dorëlirë.
3. *Përd. ndajf.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Prishte (jepte) dorëlëshuar. Sillej dorëlëshuar.*
DORËLIDHUR *mb.* Dorështrënguar, dorërrudhur, dorëmbyllur; *kund.* dorëzgjidhur.
DORËLIRË *mb.* 1. Dorëhapur, dorëdhënë. 2. Dorëlëshuar.
DORËMADH,~E *mb.* Që i ka duart të mëdha; *kund.* dorëvogël. *Burrë dorëmadh. Shpatullgjerë e dorë-madh.*
DORËMBARË *mb.* Që i vete mbarë çdo punë; që të sjell gjoja mbarësi në një punë, në një vepër etj., po ta fillojë a po ta zërë ai me dorë, që ka dorë të mbarë (sipas besimeve të kota e paragjykimeve); *kund.* dorëprapë.
DORËMBLEDHUR *mb.* Dorështrënguar, dorërrudhur; *kund.* dorëlëshuar.
DORËMBYLLUR *mb.* Që kursen shumë, dorështrënguar; që s'të jep asgjë nga ato që ka; *kund.* dorëhapur.
DORËMENJË *ndajf. krahin.* Njëmenjë. *Ky bar t'i pret të vjcllat dorëmenjë.*

DORËMlRË *mb.* Dorëmbarë.
DORËNGATHËT *mb.* Që punon tepër ngadalë, që është i ngathët në punë; që nuk i vjen ndoresh për punë të ndryshme, që mezi i del në krye punës që bën; *kund.* dorëshkathët.
DORËNGUSHTË *mb.* Dorështrënguar; *kund.* do-rëgjerë.
DORËPËRDORSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I tani-përtanishëm, i hëpërhëshëm; i sotpërsotshëm.
DORËPIPER *mb.* Që nuk lë gjë pa trazuar, që s'lë gjë në vendin e vet; që bën zarare.
DORËPRAPË *mb.* Që nuk i shkon mbarë asnjë punë; që të sjell gjoja prapësi në një punë, në një vepër etj., po ta fillojë a po ta zërë ai me dorë (si-
pas besimeve t4 kota e paragjykimeve); *kund.* dor6-mbarë.
DORËPRERË *mb.* Që ka njërën dorë të prerë, dorë-cung.
DORËRËNDË *mb.* Që të shkakton shumë dhembje kur të godet me dorë, kur të bën një gjilpërë etj., që e ka dorën të rëndë; *kund.* dorëlehtë. *Është dorërëndë.*
DORËRRUDHUR *mb.* Që kursen shumë, dorështrënguar, dorëmbledhur.
DORËS,~I i *m. sh.* ~A, ~AT. Bishtak.
DORËS,~I n *m. sh.* ~A, ~AT *muz.* Harku i lahutës.
DORËSHKATHËT *mb.* Që punon shpejt e mirë, që është i shkathët në punë; që i vjen ndoresh për çdo punë; *kund.* dorëngathët.
DORËSHKRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet. shih* DORËSHKRIM,~I.
DORËSHKRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tekst i shkruar me dorë ose i daktilografuar; teksti origjinal i një vepre, i shkruar me dorë a i daktilografuar, sipas të cilit bëhet radhitja dhe shtypja në shtypshkronjë. *Dorëshkrim i pastër (i qartë). Dorëshkrimet ruhen. E lexoi në dorëshkrim. E krahasoi me dorëshkrimin.*
2. Dokument a vepër e shkruar me dorë në kohë të hershme përpara se të dilte a të përdorej shtyp-shkronja. *Dorëshkrimet e vjetra. Dorëshkrimet e le-tërsisë shqiptare me shkronja arabe.*
DORËSHKRUES,~I m. *sh.* ~^, ~IT. Ai që ka shkruar diçka me dorë, autori i një dorëshkrimi.
DORËSHPUAR *mb. shih* DORËLËSHUAR i; *kund.* dorështrënguar.
DORËSHTRENJTË *mb.* Dorështrënguar; *kund.* dorëlirë.
DORËSHTRËNGUAR *mb.* 1. Që kursen shumë, që s'e nxjerr lehtë paranë nga dora; që s'të jep asgjë falas; koprac; *kund.* dorëlëshuar.
2. Që është shumë i rreptë në kërkesa, që kërkon nga të tjerët me shumë se ç'duhet; që nuk bën lëshime; *kund.* dorëlëshuar. *Mësues dorështrënguar. Është dorështrënguar (në not a, në vlerësim).*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. DORËTHARË *mb.* 1. Duartharë.
2. *si mallk.* Që iu thaftë dora! DORËTHATË *mb.* 1. Duarthatë. 2. Dorështrënguar.
DORËVOGËL *mb.* Që i ka duart të vogla; *kund.* dorëmadh.
DORËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* DOREZË, ~A i,2. *Doröza leshi (pambuku). Doröza e çikrikut (e cadres, e ziles, e thikës).*
2. Tufë kallinjsh, bari, kashte, thuprash etj. sa mund të kapë dora. *Dorëz gruri (misri, duhani, bari). Dorëz purtekash. Mori (këputi, mblodhi) një dorëz. Lidhin dorëzat.*
3. Kapaku i mëngës së këmishës ku mbërthehet kopsa.
4. Cope djathi pak a shumë e rrumbullakët, sa merret nga napa ku është piksur. *Një dorëz djathë.•k* Ta jep kaun në vorbë dhe shpatën pa dorëz *shih te* VORBË,~A.
DORËZANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DO-RËZANË,~I.
DORËZANË,~I W. JA. ~Ë, ~ËT. Ai që zotohet të përmbushë detyrimet që merr përsipër një tjetër, he qoftë se ky s'i plotëson; ai që siguron, duke marrë mbi vete çdo përgjegjësi, se dikush do t'i plotësojë detyrimet e veta, se do të veprojë ashtu siç kërkohet prej tij etj. *U be (hyri) dorëzanë.*
DORËZANËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Dorëzanë. DORËZANËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dorëzanë.
DORËZANl,~A . Zotimi që merr dikush për të përmbushur detyrimet e një tjetri, në qoftë se ky nuk i! plotëson ato; siguria që jep dikush, duke marrë mbi vete çdo përgjegjësi, se një tjetër do t'i plotësojë detyrimet e veta, se do të veprojë ashtu siç kërkohet prej tij etj.; hyrja dorëzanë.
DORËZANOHEM *vetv.* Bëhem dorëzanë për dike, hjyj dorëzanë.
DORËZANOJ *leal,* ~OVA, ~UAR. Bëhem dorëzanë për dike, hyj dorëzanë.
DORËZËNË *mb.* Që është i zoti të bëjë shumë piunë, që i vjen ndoresh për çdo gjë, që i zë dora çdo gjë; *Icund.* dorëthatë.
DORËZGJIDHUR *mb.* Dorëlëshuar, dorëlirë; *kund.* dorëlidhur.
DORËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas k(iptimeve të foljeve DORËZOJ, DORËZOHEM.
*Dorëzimi i drithit (i prodhimit, i tepricave). Dorëzimi i fytetit (i kështjellës). Dorëzimi i diplomave (i me-daljeve, i flamurit). Dorëzim pa kushte. Bëj dorëzimin* dorëzoj.
2. përgjegjësia që kemi për diçka a për dike kur na e ngarkon përsipër një tjetër. *E ka në dorëzim dike a \ di ç ka* përgjigjet ai për të, ia kanë dorëzuar atij ta ruajë, ta mbajë, të kujdeset etj. *Marr në dorëzim* e marr unë përsipër për ta pasur nën kujdes, për ta ruajtur etj., përgjigjem unë për të. *la dha në dorëzim.*
DORËZOHEM *vetv.* 1. Ndërpres luftën dhe jepem në' dorë te armikut a të kundërshtarit, dorëzoj armët; e lë Veten me dëshirë në duar të armikut a të kundërshtarit. *Nuk in dorëzua armikut. U dorëzuan shumë ballistë. S? dorëzohemi kurrë.*
2. Pranoj humbjen në një lojë, në një diskutim a polemikë etj., pranoj se u munda. *Shahisti u dorëzua në lëvizjen e dyzetë.*
3. I nënshtrohem dikujt, plotësoj pa kundërshtim dëshirat a kërkesat e tij; bie Iehtë në dorë të dikujt, i jepem pa kundërshtuar. *Iu dorëzua menjëherë. S?dorë-zohet ajo.*
4. S'u qëndroj dot vështirësive e pengesave të ndry-shme, sëmundjeve etj., mposhtem; tërhiqem para vështirësive. *S'dorëzohet para vështirësive. Qëndro e mos u dorëzo !*
5. *fet.* Shugurohem. *U dorëzua prift.*
*6. Pës. e* DORËZOJ.
DORËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. la jap dikujt në dorë diçka, ia vë përpara për ta marrë, për ta për-dorur etj., ia lë në dorë; kthej atje ku duhet një gjë që s”është imja, jap. *Dorëzoi letrat (flesën, gazetën,*
*dokumentet). Gjeti një kuletë më të holla dhe e dorëzoi në polici. Dorëzoi librin në bibliotekë.*
*2.* I lë dikujt një fëmijë, një plak, një të sërnurë a të plagosur etj. për t'u kujdesur; ia lë në dorë a ia besoj

dikujt një punë që ta Vazhdojë e të përgjigjet për të; i lë dikujt një të burgosur, një rob etj. për ta ruajtur etj. *Ia dorëzoi fëmijët të Mëllait. I dorëzuan të plagosurit në spital. Ia dorëzoi robërit rojës. Ia dorëzoi klasën një mësueseje me përvojë. Ia dorëzoi de-tyrën drejtorit të ri. Ia dorëzuan punën ndërreses së dytë.*

3. Jap diçka sipas kërkesës së ligjeve a të rregulla-ve, sipas një marrëveshjeje etj. *Dorëzuan drithin (pambukun, panxharin). Dorëzoi tepricat. E dorëzojnë në depot e shtetit.*

*4.* E lë diçka a dike nën zotërimin a në mëshirën e një tjetri; ia jap dikujt një gjë që s'e mbaj dot (zakonisht kundërshtarit); ia lëshoj armikut ose bëj që ta shtjerë në dorë armiku. *Dorëzuan pasurinë (tokat, prortat,fabrikat). Dorëzuan qytetitt (kështjellën, vendin). Nuk i dorëzoi shokët. Nuk ia dorëzoi armikut.*

5. Përfundoj një punë dhe ia jap dikujt tjetër për ta vijuar, për ta gjykuar, për ta përpunuar etj.; arrij të kryej, bëj, përfundoj një detyrë. *Dorëzoi dy nor-ma. Dorëzuan një ndërtesë të re (një uzinë, një fabrikë...). Dorëzuan dy mijë tone qymyr mbi planin. Dorëzoi një punim (një vepër) për botim. E dorëzuan në kohë (në of at, para kohe).*

6. I jap dikujt një diplomë, një fletë lavdërimi, një medalje etj. *U dorëzoi fiamurin. U dorëzoi diplomat (fletëlavdërimet, medaljet, urdhrat).*

7. *fet.* Shuguroj. *E dorëzoi prift.*

•*k* Dorëzoi (hodhi, Ia, lëshoi, dha, uli) armët *shih tek* ARMË,~A. Dorëzoi çelësat *shih te* ÇELËS,~I. Ia dorëzoj (ia )ë) stafetën *dikujt* ia lë dikujt ta çojë më tej punën e nisur.

DORËZONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre kacavarëse me gjethe gati rrotullare, që çel lule të kuqërreme nga jashtë e të verdha nga brenda, të cilat i ngjajnë në dore të vogël me gishtërinj të përkulur dhe kanë erë shumë të mirë; lulemustak. *Kundërmon dorëzonja.*

DORËZUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që dorëzon diçka; ai që bën dorëzimin e diçkaje a të dikujt. *Do-rëzuesit e drithit. Dorëzuesi i mallit. Dorëzuesit e ar-mëve.*

DORËZUES,~E *mb.* Që dorëzon diçka, që bën dorëzimin e diçkaje. *Pala dorëzuese.*

DORI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Kale me qime të kuqërreme. *hipi doriut.*

*2. përd. mb.* Që ka qime të kuqërreme, qimekuq (për kuajt). *Kale (pelë) dori.*

DORIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me dorët a me trojet e banuara prej tyre; që është krijuar nga dorët (një nga fiset kryesore në Greqinë e Vjetër). *Dialekti dorik. Stil dorik. arkit.* një nga tre stilet klasike të arkitek-turës në Greqinë e Vjetër. *Shtyllë dorike. arkit.* shtyllë pa bazë, që vjen duke u ngushtuar nga kreu.

DORJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Enë prej bakri me një dorëz e me kapak të lidhur, e cila përdoret për të zier gjellë në vatër. *Një dorje me fasule.*

*2.* Enë bake, si shtambë e vogël me një vesh, që përdoret për ujë. *Pi me dorje.*DOSAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dosje. *Dosarë kar-toni. Dosari i letrave. Hap dosarël. Shtie në dosar. Nxjerr nga dosari.*

DOSARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dose e ma-
dhe dhe shumë e majme.

2. *fig. shih* DOSË,~A 1,2-4.

DOSË,~A 1 . *sh.* ~A, ~AT. 1. Femra e de-rrit. *Dose e majme. Dose race. Polli dosa.*

2. *fig. mospërf.* Grua me trup të shëndoshë dhe zakonisht të trashë.

3. *fig. keq.* Grua shumë kokëfortë.

4. *fig. shar.* Grua a vajzë e pandershme, bushtër. • Si tym dose më të shpejtë, s'u duk nga vajti.

Hjn derri e dosa *keq. shih te* DERR,~I.

DOSË,~A 11 . *sh.* ~A, —AT *zool. shih* DO-SËZ,~A.

DOSËBALË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Baldosë. *Lëkurë dosëbale.*

DOSËZ,~A.sA. ~A, ~AT *zool.* Kandërr e ngjash-me me bulkthin, me trup të gjatë deri pesë centimetra e të mbuluar me push të imët, me brirthë të trashë dhe me thonj të fuqishëm, e cila rri zakonisht brenda në tokë e dëmton rrënjët e bimëve bujqësore; arrç, bushtërz, këlysh dheu.

DOSIDO *ndajf.* 1. Në një fare mënyre, sa për të mbaruar punë, disi; pa kujdes, shkel e shko. *Flinte (hante, vishej) dosido. E bënte dosido. E ka punuar dosido.*

*2. përd. mb.* I dosidoshëm. *Punë dosido. Nuk është dosido.*

DOSEDOSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është bërë në një fare mënyre sa për të mbaruar punë; që është bërë pa kujdes, shkel e shko e sa për të thënë; fare i rëndomtë. *Punë e dosidoshmë. S'është i dosidoshëm.*

DOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dy kapakë kartoni, lëkure etj. të lidhur bashkë, ku mbahen shkresa, dokumente etj.; tërësia e shkresave dhe e dokumenteve që vihen së bashku brenda këtyre kapa-këve. *Dosje e trashë. Dosja vetjake (personate). Dosje sekrele. Vë në dosje.*

DOT *pj.* 1. Përdoret në fjali dëftore mohuese për të përforcuar a për të zbutur mohimin, kur nuk janë mundësitë që të kryhet veprimi i shprehur nga folja. *S"e ngre dot. Nuk e ha dot. S'e sheh (s'e dëgjon) dot. S"ngrihet dot. S'e kupton dot. Mos iu lut, s'vjen dot.*

2. Përdoret në fjali pyetëse ose kushtore për të shprehur mundësinë ose pamundësinë e kryerjes së veprimit të shënuar nga folja. *E bën dot? Ngjitesh dot? Po s'e mbarove dot, me thuaj! Në e kapsha (po e kapa) dot, e di unë si të bëj.*

DOVLET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Shteti (në ko-hën e sundimit osman).

DOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *mjek.* Sasi e cak-tuar e një bari, aq sa duhet të pijë i sëmuri njëherësh, sipas këshillës së mjekut. *Doze e vogël (e madhe). la shtoi (ia uli) dozen.*

2. edhe *fig. libr.* Sasi a masë e caktuar e diçkaje; sasi e vogël ose çfarëdo. *Në doza të mëdha. Ia tha me një doze shakaje (ironie, dyshimi).*

DOZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DOZOJ, DOZOHET. *Dozimi i vaksinës (içimentos).*

DOZOHET *spec. Pës. e* DOZOJ.

DOZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *spec.* Ndaj diçka në doza të caktuar a; përcaktoj dozen e një bari që duhet të pijë i sëmuri.

DOZUAR (i, e) *mb. spec.* Që është ndarë në doza të caktuar a; që i është përcaktuar doza (për një bar). *Vaksinë e dozuar.*

DRA,~U m. 1. Fundërria që mbetet nga gjalpi i tretur. *Hanin bukë me dra.*

2. Llumi i një lëngu që bie në fund të enës, llurbë; vrugu i verës. *Drau i Vajit (i verës).*

3. *fig.* Pjesa më e keqe e diçkaje, fundërri, Hum.

DRAGAMINË,~A . . ~A, ~AT *usht.* Anije ushtarake e pajisur me mjete të posaçme për pas-trimin e ujërave nga minat.
DRAGË,~A 1 . *sh.* ~A, ~AT. Ortek bore, reshme. *E mori draga përpara. E zuri draga.*
DRAGË,~A 11 . *sh.* ~A, ~AT. Anije e posaçme që ka pajisjet e nevojshme për të thelluar lumen jtë e portet, për të pastruar kanalet etj.; makinë e posaçme me pajisje për gërryerje, që përdoret për shfrytëzimin e vendburimeve minerare etj. *Dragë thelluese. Ekuipazhi i dragës.*
DRAGOMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.,* edhe *keq.* Përkthyes që zakonisht bënte përkthime me gojë. *Shërbente si dragoman.*
DRAGUA, ~OI m. *sh.* ~ONJ, ~ONJTË. 1. *mil.* Figure e përrallave popullore shqiptare, që përfy-tyrohej si një njeri shumë i fuqishëm, i cili lufton-te me trimëri të rrallë me kuçedrën derisa e vriste. *Partizanët lane luftuan si dragonj.*
*2. mit.* Kuçedër,
3. *fig.* Trim i madh, trim që nuk e ka shokun. *Dra-goiijtë e maleve. Dragonjtë e Skënderbeut.*
*4. Përd. mb.* sipas kuptimit 3 të emrit. *Djalë dra-gua.*
DRAKONIAN,~E *mb. libr.* Shumë i rreptë, shumë i ashpër, i egër, i pamëshirshëra (për një ligj etj.). *Ligje (masa) drakoniane.*
DRAMATIK,~E *mb.* 1. *let.* Që ka të bëjë me dra-mën, që i përket dramës, i dramës; që është shkruar si dramë; që luan drama ose që vë drama në skenë. *Gjini dramatike* gjini e letërsisë që përfshin veprat e shkruara për t'u luajtur në skenë. *Vepër (pjesë) dramatike. Arti dramatik. Teatër dramatik. Aktor dramatik.*
2. Që të vë para një prove a një gjendjeje të vësh-tirë, të rëndë e tronditëse, që kërkon force morale për t'u kapërcyer; që të shkakton vuajtje a dhembje të madhe shpirtërore; që është plot fatkeqësi, plot ngjarje të rënda e tronditëse. *Cast dramatik. Ngjarje dramatike. Në mënyre dramatike. Ka karakter dramatik. Gjendja ishte dramatike.*
3. *muz.* Që ka një timber pak të ashpër, që nuk është link; i forte, i fuqishëm (për zërin e këngëtarë-ve). *Zë dramatik. Tenor dramatik.*J DRAMATIZËM,~MI m. 1. *let.* Karakteri shumë i nderë e tronditës i veprimit në një vepër letrare, a jo që e bën dramatike një vepër. *Dramatizmi i veprës. Plot (pa) dramatizëm.*
2. Karakteri shumë i nderë e i rërtdë i një ngjarjeje, ' një gjendjeje etj.; ana prekëse e tronditëse e diçkaje. *Dramatizmi i ngjarjeve.*
DRAMATIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DRAMATIZOJ, DRAMATI-ZOHET. *Dramatizimi i romanit. Dramatizimi i gjendjes.*
DRAMATIZOHET. *Pës. e* DRAMATIZOJ.
DRAMATIZOJ *kal.,* '-OVA, ~UAR. 1. *let.* Për-piinoj dhe e bëj të përshtatshme për t'u vënë në skenë një vepër tregimtare (një roman, një novelë etj.), e jkthej në dramë. *Dramatizoi romanin "Njeriu me top)>.*
2. I jap një ngjarjeje, një gjendjeje etj. karakter dramatik, e paraqit më të rëndë e me prekëse nga ç'ësh-të në të vërtetë; zmadhoj karakterin shqetësues të diçkaje, e bëj dramatike diçka. *E drantatizonte gjen-djen.*
DRAMATURG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shkruan drama, autor dram ash. *Dramaturgët e rinj. Dramaturg rëyolucionar.*
DRAMATURGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DRAMATURG,~U. *Dramaturge e njohur.*
DRAMATURGJI,~A . 1. *let.* Tërësia e parimevc teprike dhe mjeshtëria e hartimit të veprave dramatike, teoria e dramës; arti dramatik; gjinia e dramës. *Ba-zdt (parimet) e dramaturgjisë. Kërkesat (problemet, detyrat) e dramaturgjisë. Në fushën e dramaturgjisë.*
2. *pë'rmb.* Tërësia e veprave letrare dramatike të shkruara nga një shkrimtar ose nga disa shkrimtarë, në një epokë a në një vend të caktuar etj. *Dramatur-gjia shqiptare. Dramaturgjia e lashtë.*
DRAMATURGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me dra-maturgjinë, që i përket dramaturgjisë, i dramaturgjisë.
DRAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *let.* Gjini e le-tërsisë artistike që e pasqyron jetën përmes veprimit skenik të personazheVe dhe të dialogëve e të monolo-gëye të tyre; lloj i gjinisë dramatike që përfshin ve-pratë tilla me karakter serioz (ndryshe ngakomedia), por jo heroik (ndryshe nga tragjedia); vepër letrare e ketij Hoji, zakonisht në prozë; shfaqja e kësaj Vepre në skenë. *Drama shqiptare. Dramë realiste. Dramë lirike (baritore). Dramë historike. Historia e dramës. Tema e dramës. Autori i dramës. Personazhet e dramës. Pre-miera e një drame. Konflikti i dramës. Shkruan një dramë. Shfaqi një dramë.*
2. Ngjarje e rëndë a tronditëse, ngjarje dramatike; fatkeqësi që shkakton vuajtje a dhembje të madhe shp;rtërore. *Dramë familjare. Drama e jetës së tyre. Pad një dramë.*
DRANG,~GU i *m. sh.* ~GJ, ~GJTË *krahin.* 1. Këlysh maceje; kelyshi i disa kafshëve të egra. *Drang maceje. Drang ujku (luani).*
2. *fig. shar.* Këlysh. *Drangu i dreqit. Drang lugati.*
DRANG,~GU H *m. sh.* ~GJE, ~GJET *krahin.* 1. *shih* SHUL,~I i,2- *Drangu i portës. I vë dran-gun. Mbyll me drang.*
*2.* Rrem i shkurtër si lopatë që shërben për të ngarë lundrën në ujë të cekët.
DRANGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk i ujë-rave të ëmbla, me trup të gjatë e me hala, që peshon deri një gjysmë kilogrami, lloskë.
DRANGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Mbyll portën me shul, i Vë llozin portës.
DRANJASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rosaku i ri me trup më të madh se të tjerët.
DRAP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Dajak.
DRAPËR, ~RI *m. sh.* ~INJ, ~INJTË dhe ~ËRINJ, ~ËRINJTË. Vegël bujqësore e dorës, që përbëhet nga një presë si hark, e dhëmbëzuar lehtë, e nga një dorezë prej druri dhe që përdoret për të ko-rrur të lashtat, barin etj. *Drapër gruri (misri, bari). Drapër lejlek* drapër me presë më të hapur e me bisht të gjatë. *Koha e draprit* koha e të korrave. *Mpreh drop-rin. Korr me draper. I vë draprin barit (grurit)* e korr, e pres me draper. *Është bërë për drapër* është bërë për t'u korrur. *Bie (nis, filhn) drapri* fillon korrja e të lashtave. *ka këmbët si drapër* i ka këmbët të har-kuara.
*k* Drapër e çekan simbo)i i punës, i bashkimit të klasës punëtore me fshatarësine punonjëse. Drapri i hënës *poet,* hëna kur ka nisur të përtërihet ose kur soset dhe ka trajtën e një vetulle. I drejtë si drapri *iron,* a) i shtrembër, ne trajtë harku; jo i drejtë; b) që nuk vepron drejt, që të mashtron. U vuri draprin *( ar m iq v e etj.)* i vrau me

shumicë, i korri, i griu. Nuk futet drapri në thes *fj. u.* e shtrembra ose gënjeshtra nuk mund të fshihen. Drapri në thes (bren-da) e maja jashtë thuhet për një njeri të djallëzuar që kërkon të bëjë një të keqe fshehurazi, por nuk fshihet dot.

DRAPËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Korr a pres diçka me draper. *Drapërojnë grurin (misrin, barin).*

DRASKË,~A . Dra.

DRE,~RI *m. sh.* ~RË, ~RËT. 1. *zool.* Kafshë gjitare përtypëse e dythundrake, me brirë të gjatë ose të degëzuar (te mashkulli), që rron në tufa nëpër pyje malore. *Bri dreri. Gjurmë dreri. Gjuetia e drerëve. I shkathët (i shpejtë) si dre.*

*2. përd. mb. fig.* Shumë i shpejtë e i shkathët (për një djalë). *Ishte dre.*

DRE *pasth. krahin.* Përdoret për të shprehur habi a çudi; bre. *Dre, dre, sa qenke rritur!*

DREDH *leal,* DRODHA, DREDHUR. 1. Rrotu-Hoj disa here dy a me shumë fije së bashku për të bërë një fill të vetëm më të trashe e më të forte; përdredh; *kund.* zhdredh. *Dredh fijet. Dredh telin. Dredh gjalmin (litarin).*

2. E bëj fill leshin, pambukun etj. duke e tjerrë, tjerr. *Dredh lesh (pambak). Dredh me furkë.*

3. E kthej dhe e rikthej diçka duke e lëvizur rreth Vetes a rreth një boshti; rrotulloj; përdredh. *Dredh trupin. Dredh hellin.*

4. I jap trajtë të valëzuar diçkaje të drejtë, e bëj dre-dha-dredha ose valë-valë; e bëj diçka me majë të la-kuar duke e rrotulluar me majat e gishtërinjve; përdredh. *ka dredhur flokët. Dredh mustaqet.*

5. Rrotulloj diçka rreth gishtit; sjell rrotull nëpër gishtërinj, mbledh a mbështjell si rrotull një cope letër a diçka të ngjashme me të. *Dredh letrën. Dredh një cigare. Dridhe njëherë! bised.* bëj një cigare! *Dredh zinxhirin. Dredh tespihet.*6. *edhejokal.* Ndërroj a kthej rrugën që kam nisur, kthehem; nuk mbaj drejtimin e mëparshëm, dredhoj. *Drodhi udhën. Drodhi tatëpjetë (majtas, djathtas) kur e pa.*

7. *fig. bised., keq.* E hedh fjalën a bisedën gjetiu, për t'i bërë bisht muhabetit, i shmangem me dredhi përgjigjes së drejtpërdrejtë; i shpëtoj diçkaje duke bërë dredhi e mashtrime; ndryshoj me shkathtësi qëndrimin tim të mëparshëm; duke u përpjekur që te mos e marrin vesh të tjerët; veproj e sillem sipas rrethanave e si të ma kërkojë puna a interesi, bëj dredha. *E drodhi fjalën (bisedën). E drodhi punën. E drodhi qerratai! Do ta dredhë që të humbasë gjurmët. Shiko se e dredh ai!*

8. E bëj dike a diçka që të dridhet disa here; e bëj që të rrëqethet. *E drodhi elektriku (korrenti). E dridh-nin ethet e verës.*

9. edhe *fig. bised.* E tund që nga themelet diçka, e tund a e lëkund fort, e trondit; bëj që të zërë frika dike e t'i hyjnë dridhmat. *E drodhi tërmeti. Hajde toska i vogël, drodhe mal e kodër.*

10. E nxjerr zërin duke e lëvizur lehtë me lart e me poshtë se toni kryesor, duke e ngritur e duke e ulur pak (kur këndojmë). *Sa bukur e dridhte zërin.*

11. Holloj petë, tëholl. *Dredh petë.*

•• Dredh (përdredh, luan, lëviz) bishtin *keq. shih te* BISHT,~I. E dredh gjuhën a) i bën bisht bisedës; b)nuk i qëndron fjalës. E drodhi (e përdrodhi) këmbën (bishtin) *përçm.* vdiq. Dredh këngën ia marr bukur një kënge. Ia drodhi litarin (konopin) *dikujt* ia prishi punët e ia bëri lëmsh, ia bëri punët lesh e li. E drodhi qafën *përçm. shih te* QAFË,~A. Dredh fallen e heq bukur një valle, hedh valle. Dredh (tund) linxhirin (tespihet) *shih te* ZINXHIR,~I.

DREDHACAK,~E *mb.* Dredharak.

DREDHA-DREDHA *mb.* 1. Që ka shumë kthesa, që është bërë tërë dredha, gjarpërues (për rrugën etj.). *Rrugë (udhë, lumë) dredha-dredha. Brigje dredha-dre-dha.*

2. I dredhur, kaçurrel (për flokët etj.). *Me flokë dredha-dredha.*

3. *si ndajf.* Duke bërë dredha, duke gjarpëruar. *Vërtitej (shkonte) dredha-dredha.*

DREDHAK,~E *mb.* 1. Dredharak. *Rrugë dredhake. Njeri dredhak. Sjellje (përgjigje) dredhake.*

*1. bot.* Që është i lakuar dhe i përdredhur disa here, që është dredha-dredha; që dridhet, i përdredhur. *Kërcell dredhak. Bimë dredhake.*

DREDHALAK,~E *mb.* Dredharak.

DREDHALESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Zejtari që dridhte lesh për qilima, për thasë etj.

DREDHANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Lloj ëmbëlsire me petë të mbështjella rrumbullak e të vendosura rrotull në tepsi, së cilës pasi të piqet, i hi-dhet përsipër sheqer a sherbet; radhanik.

DREDHARAK,~E *mb.* 1. Që ka shumë dredha a kthesa, që është dredha-dredha, gjarpërues. *Rrugë (udhë) dredharake. Lumë (përrua) dredharak.*

2. *fig. keq.* Që u shmanget me dredhi përgjigjeve e qëndrimeve të drejtpërdrejta e të çiltra, që i bën dredha fjalës ose që i bën bisht përgjegjësisë; që thuhet a që bëhet me dredhi, që ka dredhi a dinakëri; dinak.

*Njeri dredharak. Sjellje dredharake. Qëndrim dredharak. Politikë dredharake. Fjalë (përgjigje) dredharake.* 3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit (për nje-rëzit). *Sjellje (qëndrim, përgjigje) prej dredharaku.*

DREDHAS *ndajf.* Në trajtën e një dredhe; dredha-dredha.

DREDHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* 1. Dredhkë. *Dredhja e zakonshme. Dredhja e arave.*

2. Emërtim për disa bimë kacavarëse si dredhla, urthi etj.

DREDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kthesë har-kore e një rruge, e një lumi etj., lak rruge, bërryl; kthesë e tillë që bën dikush a diçka kur ecën ose kur lëviz; gjarpërim. *Dredhat e rrugës (e lumit, e kanalit). Dredhat e tymit: Udhë gjithë dredha. Gjarpri ecën me dredha. Vraponte me dredha.*

2. Send që ka trajtën e një laku a të një harku; diçka e dredhur a e përdredhur; bërryl a kthesë spi-raleje, vjaske etj. *Dredhat e flokëve. Dredha e ballit* tufë flokësh të përdredhur që bien mbi ballë. *Dredhat e sustës (e vjaskës...). Dredhat e hardhisë. Flokë me dredha. Zbukurim me dredha. Fjongo (kordele) me dredha. I bëri një dredhë telit.*

3. Rrip i hollë prej lëkurës së bagëtive, që për-doret për të qepur opingat ose diçka tjetër të lëkurtë; gjalmë opingash, retër. *Pret (nxjerr) një dredhë. Lag (njom) dredhat. Qep me dredha.*

4. Tufë e vogël rripash lëkure, të thurur si gërshet ose të përdredhur së bashku, që i vihen kamxhikut në majë; kamxhik. *I ra (e rrahu) me dredhë.*

5. Teli i harkut, më të cilin rrihet ose shprishet leshi.

6. Purteke e gjatë dhe e dredhur në mes, që për-doret për të shirë drithin duke e rrahur; thupër e njomë dhe e dredhur, që përdoret për punë të ndrysh-me. *rrihnin (i*

*shinin) të lashtat me dredhë. Bëri një dredhë për kularin. I lidhi drutë me një dredhë.*
7. Shakulline, shtjellë; vorbull uji. *Dredhë e forte. Dredhë bore (pluhuri, tymi). Ngrihet si dredhë. E rrëm-beu dredha.*
8. *fig.* Dredhi. *Bën dredha. Sajoi një dredhë.*
9. *bot.* Dredhe; urth.
10. *krahin.* Rrudhë. *lu mbush balli me dredha.*
• Dredha e djallit *keq. shih te* DJALL,~I. I bën dredha (plumbit) ruhet që të mos e zërë plumbi, i shmanget plumbit. I hoqi një dredhë *shih te* HEQ. Është si dredhë ka trup të hollë e të dobët. I bën dredha fjalës nuk i qëndron fjalës së dhëne, por sillet e flet si t'ia dojë puna; nuk e mban fjalën, e ha fjalën. I bën dredha punës (përgjegjësisë) i shmanget, i bën bisht. I bën dredha pyetjes nuk i përgjigjet pyetjes drejt e në mënyrë të çiltër.
DREDHËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *bot.* 1. Bimë barishtore kacavarëse, me gjethe në trajtë zemre, me lule të mëdha e të vetmuara, në trajtë këmbane dhe në ngjyrë të kaltër, që rritet brigjeve të lumenjve a përrenjve, anës udhëve etj. ose që mbahet në kop-shte si bimë zbukuruese.
2. Lulekëmborë.
DREDHËS,~I i *m. sh.* ~, ~IT. 1. Punëtori që punon në makinën e dredhjes së fillit, të telit etj.; ai që;merret me dredhjen e fillit. *Puna e dredhësit.*
2. Punëtori që përgatit lidhësat ose gjalma për rrogoza.3. Vegël e thjeshtë prej dy copash druri të kry-qëzuara, që shërben për të tjerrë lesh, pambulc etj., çikrik për të tjerrë; boshti për të tjerrë lesh, drugë. *Dredh me dredhës. U mbush dredhësi.*
*4.* Boshti i mullirit të kafesë.
5. Burgjia e llambës ose e furnelës me Vajguri. *Dredhësi i llambës (i furnelës).*
6. Dorezë prej druri, në trajtën e një kryqi, e cila shërben për të ngritur ose për të ulur lugun që ndo-dhet nën kosh, nga ku kokrrat e drithit bien në gurin e mullirit (kur duam ta bluajmë miellin më të hollë a më të trashë). *Ngre (ul) dredhësin.*
DREDHËS,~I n *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Dre mash-kull me brirë të degëzuar.
DREDHËS,~E *mb.* 1. *tek.* Rrotullues; që rrotu-HoKet rreth boshtit të vet; që shërben për të dredhur fillin, telin etj. *Bosht dredhës. Makinë dredhëse.*
*2. bot.* Që ngjitet pas një druri a një bime tjetër duke u përdredhur, kacavarës; dredhak. *Bimë dredhëse. Kërcell dredhës.*
DREDHËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DRE-DHËS,~Ii,i,2.
DREDHËZ,~A I *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Lu-leshtrydhe. *Dredhëza të pjekura. Reçel dredhëzash.*
*2.* Dredhkë. *Skkul dredhëzat.*
3. Urth. *Mur i mbuluar me dredhëza.*
4. Dredhe hardhie etj. *Ka nxjerrë dredhëza. Është Icapur me dredhëza.*
DREDHËZ,~A II *sh.* ~A, ~AT. Zbuku-rim Ime dredha në pstkat kombëtare, i bërë me tehri. *Jelek (tirq) me dredhëza. I zbukurojnë me dre-dhëz.*
DREDHI,~A *sh.* ~, ~TË. Veprim a trillim dinak c tinëzar që bëhet për të mashtruar a për të joshur dike, për t'iu shmangur përgjegjësisë, detyrës etj., për t'u bërë bisht qëndrimeve të drejtpërdrejta e të çiltra ose për t'ia arritur me mënyra të tërthorta një qëllirhi të caktuar; dinakëri, dhelpëri. *Dredhi e hollë. Dredhitë diplomat ike. Punon (vepron, fiet, pyet, për-gjigjet) me (pa) dredhi. Bëri (kurdisi) një dredhi. S'i shkojnë dredhitë.*
DREDHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *t.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes DREDHOJ. *Dredhimi nga rruga.*
*2.* Dredha e një rruge, e një lumi etj.; vendi ku dredhon rruga, lumi etj., gjarpërim. *Dredhime të shpeshta. Dredhimet e lumit.*
3. Dredhi. *Nuk bëhet me dredhime.*
DREDHISHT *ndajf.* Duke përdorur dredhi, me dredhi; dhelpërisht. *la mori dredhisht.*
DRËDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DREDH, DRIDHEM. *Dredhja e fillit. Dredhja e zërit. Çikrik dredhjeje. Makina e dredhjes. Reparti i dredhjes.*
*2. shih* DREDHË,~A 1,2,6,7. *Dredhjet e udhës. Dredhjet e sustës. Dredhja e kularit. Dredhje ere (bore).*
3. *kryes. sh.* Lëvizje të lehta të zërit me lart e me poshtë se toni kryesor, ngritje e ulje të vogla të zërit (kur këndojmë); dridhjet e zërit. *Dredhjet e zërit.*
DREDHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare, me kërcell të hollë e të gjatë, që
shtrihet për tokë ose kacavaret pas një bime tjetër, me gjethe të vogla vezake e me lule të bardha në trajtën e ziles. *Dredhka e arave. Heqin dredhkat. E ka mbuluar dredhka misrin.*
DREDHOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. edhe *kal.* Marr kthesën e një rruge, kthehem në një drejtim tjetër; lë rrugën që kam nisur dhe marr një tjetër; *vet. veta III* ndërron drejtim, bën dredhë a kthesë. *Dredhoi nga e majta (nga e djathta). Dredhoi lumi (rruga). Dredhoi rrugën.*
2. Eci a vrapoj duke bërë dredha, gjarpëroj. *Dre-dhonte nëpër fushë.*
3. Bëj një lëvizje të shpejtë e të shkathët për t'i shpëtuar dikujt a diçkaje; nderroj vend që të mos ndeshem me dike a me diçka. *dredhoi gurit (plumbit).*
4. *fig.* Flas ose veproj me dredhi, bëj dredha. *Mun-dohej të dredhonte.*
*5. kal. fig,* Ndërroj menjëherë drejtimin e bisedës, e hedh fjalën diku gjetkë për të shpëtuar nga një gjen-dje e vështirë, për të mos iu pSrgjigjur një pyetjeje etj. *Dredhoi bisedën (fjalën).*
DREDHOR,~E *mb.* Që ka shumë kthesa a dredha; që është si spirale. *Rrugë dredhore. Shkallë dredhore.*
DREDHORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh si dredhla, dredhka etj. që përdridhen ose që kaca-varen pas driirëve e bimëve të tjera.
DREDHCES,~E *mb.* 1. Që është me kthesa a me dredha; që ecën a lëviz duke bërë dredha, gjar-përues. *Rrugë dredhuese. Lumë dredhues.*
2- *fig-* Q e bëhet me dredhi, që ka dredhi, dredharak, dhelparak. *Politikë dredhuese.*
DREDHULE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Shtjellë, dredhë.
2. Zë që del me dridhje, me ulje dhe me ngritje të tonit.
DREDHUR (i, e) *mb.* 1. Që është dredhur duke e rrotulluar rreth vetes disa here, i përdredhur; *kund.* i shpërdredhur. *Fije e dredhur. Pe i dredhur. Majë e dredhur.*
2. Që është bërë fije (për leshin, pambukun etj.). *Lesh (pambuk) i dredhur.*
3. Që është dredha-dredha; që është vale-vale (për flokët etj.); i përdredhur. *Me flokë të dredhur. Me mustaqe të dredhura.*

4. Që është mbështjellë si rrotull a si gyp, që është dredhur (për një cigare, fletë letre etj.). *Cigare e dredhur.*
5. Që është me kthesa e me dredha; gjarpërues, dredhues. *Rrugë e dredhur.*
6. Që lëviz pak me lart e me poshtë se toni kryesor, që ngrihet e ulet lehtë (për zërin). *Fliste (këndonte) me zë të dredhur.*
DREDHUR,~A (c) 1 . *sh.* ~A, ~AT (të).
1. Dredha e rrugës, e lumit etj. *Rrugë më të dredhura. 2. gjell.* Dredhanik.
DREDHUR,~A (e) n . *sh.* ~A, ~AT (të). *shih* DRIDHUR,~A (e) 1.
DREGAMAN,~E *mb. shar.* 1. Që ka dregëza, që është plot me dregëza. *Djalë dregaman. Vajzë drega-mane.*2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemiit. *Ax drega-mani.*
DREGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dregëz. *Fytyrë me drega. U mbush me drega.*
DREGËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Plage e vogël, gërvishtje a puçërr e qelbëzuar në lëkurë, që ka zënë kore ose ka nisur të përthahet; korja që zë një plage ose një puçërr e qelbëzuar në lëkurë; puçërr. *Dregëza e plages. Fytyrë me dregëza. Ka zënë dregëz. I kanë dalë dregëza.*
2. *vet. nj. veter.* Sëmundje që shfaqet me puçrra të qelbëzuara në pjesë të ndryshme të trupit. *U ra dregëza dhive.*
• Ka zënë (ka vene) dregëz (kore) plaga *shih te* KORE,~JA i.
DREGËZAMADH,~E *mb. keq.* 1. Që ka shumë dregëza, që është plot me dregëza, dregaman.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ai dregë-zamadhi.*
DREGËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes DREGËZOHEM. *Dregëzimi i plages.*
DREGËZOHEM *vetv.,* ~OVA(u), ~UAR. 1. Me
dalin dregëza, mbushem me dregëza, zë dregëza. *është dregëzuar fytyra. U dregëzua i tëri.*
2. veI. *veta III.* Vë kore, zë dregëz; përthahet (për një plage, puçërr etj.). *lu dregëzua plaga.*
DREJT- *fjalëform.* Pjesë e parë e f jalëve të përbë-ra, që U përgjigjet nga kuptimi fjalëve "i drejtë", "drejt" (p.sh. drejtboshtor, drejtkëndësh, drejtpesbim, drejtqëndrim, drejtshkrim etj.).
DREJT. I. *ndajf.* 1. Në vijë të drejtë, pa dredha a shtrembërime, pa lakime e kthesa; *kund.* shtrembër. *Shkon (ecën) drejt. E hoqi vijën drejt. E shtrij fill in drejt.*
2. Në drejtirn të pingultë, pa u përkulur a pa u anuar; me këmbë e me shale të bashkuara, në qëndrim gatitu; *kund.* shti:embër. *Rri (qëndron) drejt. Ecën drejt. E mban trupin (qafën) drejt. E vendosi (e nguli) drejt.*
3. Në drejtimin e duhur a të zakonshëm; *kund.* shtrembër. *E preu drejt diçka. Shkoi drejt gërshëra (sharra, gozhda... ).*
4. Në vendin e Vet, ashtu si duhet; mirë, në rregull; *kund.* shtrembër. *S"i rrinë drejt çorapet (pantallonat). Vëridrutë drejt!*
5. Në këtë ose në atë drejtim; jo shumë larg, afër; në udhën më të shkurtër, shkurt, pa dredha. *Këtej drejt shko! Këtu drejt duhet të jetë. I ra drejt. Këtej bie drejt.*
6. Pa u kthyer askund, pa ndalesa; menjëherë. *Shkoi drejt e në shtëpi. U ul drejt e në divan.*
7. Pa ndërmjetës, drejtpërdrejt. *Nga fabrika (koo-perativa) drejt te bleresi. Jepja drejt atij.*
8. Ashtu si duhet, mirë, pa gabime; *kund.* keq; gabim. *E shtroi (e zgjidhi) drejt problemin. I kuptoi drejt udhëzimet.*
*9. fig.* Pa bërë dredhi, pa i mbajtur anën askujt, siç e do e drejta; ashtu siç është e vërteta, me drejtësi, në mënyrë parimore; hapur, pa fshehur gjë; *kund.* shtrembër. *Foli (veproi) drejt. E zgjidhi drejt çështjen.*
*E vlerësoi drejt. Drejt e ke. bised.* mirë e ke, ke të drejtë.
*10. fig. shih* DREJTAS $_2$.
11. *përd. pj.* Përdoret për të përcaktuar a për të saktësuar me mirë drejtimin e lëvizjes, me kuptimin "mu". *E shikoi (e vështroi) drejt në sy.*
II. *parafj.* Përdoret me rasën rrjedhore për të tre-guar:
1. Drejtimin a kahjen e lëvizjes së dikujt a të diçka je; cakun a vendin për ku shkon dikush a diçka, me kuptimin "nga", "për te", "për në". *U nisën drejt kodrës (drejt Durrësit). Fluturoi drejt Veriut. Mori rrugën drejt shtëpisë. Shkoi drejt dërrasës së zezë. Ktheu vështrimin drejt tij.*
2. Qëllimin që synon ose që duhet të arrijë dikush. *Përpara, drejt fitoree të reja! Ecim drejt jetës së re e të lumtur. Shkojmë drejt komunizmit.*
Drejt e në thela *bised. shih te* THELË,~A. I ra drejt foli hapur e pa shumë fjalë, foli troç, shkurt e pa dredha. I shkon tymi drejt (gjyryk) *shih tek* TYM, ~I. Tymi të sbkojë drejt, pa le të jetë oxhaku i shtrembër! *fj. u. shih tek* TYM,~I. Të rrimë shtrembër e të flasim drejt! *fj. u. shih te* SHTREMBËR. Barkun pe-të, por shpatullat drejt! *shih te* SHPATULL,~A.
DREJTAS *ndajf.* 1. Në drejtim të dikujt a të diç-kaje, drejt. *Aty drejtas.*
*1. fig.* Në marrëdhënie të mira me dike, me mirë-kuptim e dashuri. *E shpien (e çojnë, shkojnë) drejtas.*
DREJTBOSHTOR,~E *mb. spec.* Që është në traj-tën e një boshti; që qëndron drejt si një bosht.
DREJTË (i,e) *mb.* 1. Që është pa lakime, pa dredha, pa shtrembërime e nga njëri skaj tek tjetri pa kthesa, që shkon në një drejtim, që Zgjatet drejt; që nuk pritet me një tjetër; *kund. i* shtrembër. *Vijë e drejtë. Rrugë (udhë) e drejtë. Gardh (mur) i drejtë. Fill i drejtë. Shkop i drejtë. Me trup të drejtë. Me këmbë të drejta, E ka hundën të drejtë. I ka degët të drejta.*
2. Që ka sipërfaqe të sheshtë e të papërkulur, që nuk është me gropa, me nyja a me gunga; *kund.* i shtrembër. *Trung (tra, dërrasë) me faqe të drejta. Dysheme e drejtë. Kalldrëm i drejtë. Çati e drejtë.*
3. Që është pingul me një rrafsh, i pingultë; që qëndron drejt, që nuk priret a nuk kërruset nga njëra anë; *kund. i* shtrembër; i pjerrët. *Plep (qiparis) i drejtë. Shtyllë e drejtë. Mur i drejtë. Shkrim i drejtë. Kon i drejtë. gjeom. Cilindër i drejtë. gjeom.*
4. Që ka tipare të rregullta, i rregullt; *kund. i* shtrembër. *Me fytyrë të drejtë.*
5. *fig-* Që mendon, gjykon e vepron në përputhje më të vërtetën, që nuk i mban anën askujt; që flet hapur, pa fshehur gjë e pa bërë dredhi; i çiltër; i ndershëm. *Është njeri i drejtë.*
6. *fig.* Që mbështetet në të vërtetën a që i përgjigjet së vërtetës, realitetit; që mbron të vërtetën, drejtësinë, lirinë, përparimin, të mirën kundër së keqes; që nuk ka gabime e shtrembërime; *kund.* i shtrembër; i ga-buar. *Fjalë e drejtë. Mendim (gjykim, veprim) i drejtë. Politikë (vijë) e drejtë. Çështje e drejtë. Luftë e drejtë.*

7. Që është provuar shkencërisht, që është vërtetuar nga praktika; i vërtetë. *Tezë (teori) e drejtë. Taktikë e drejtë. Përfundim i drejtë. Doli se ishte e drejtë.*
8. *fig-* Që është në përputhje me parimet e një sho-qërie ku nuk ka shfrytëzim të njeriut nga njeriu; qëmbështetet në mirëkuptimin, në nderimin, në dashi ripe dhe në ndihmën për ajëri-tjetrin; që u përgjigj kërkesave të moralit komunist. *Shoqëri e drejtë.* Mi *rrëdhëttie (lidhje) të drejta. E çoi (e solli, e ktheu, hyr u vu) në rrugë të drejtë.*
9. *fig.* Që bëhet ashtu siç duhet, i mirë; që bëhi sipas rregullave e ligjeve; që është me vend, i arsysh^m. *Normim i drejtë. Shfrytëzim i drejtë i kohës i panes. Kuptim i drejtë i një çështjeje. Dënim i dreju Kërkesë (ankesë) e drejtë.*
10. *mat.* I tillë që rritja e njërës anë ose e njër faktor sjell rritjen e anës ose të faktorit tjetër dh anasjelltas; *kund.* i zhdrejtë. *Përpjesëtim i drejtë.*
11. *spec.* Që bëhet në mënyrë të drejtpërdrejtI që kryhet jo tërthorazi; që bëhet pa ndërmjetësin e dikujt a të diçkaje tjetër; i drejtpërdrejtë; *kuna* i zhdrejtë, i tërthortë. *Pjalmim i drejtë. bot.* pjalmin që bëhet kur pjalmi i një luleje bie në krezat e pistili të po kësaj luleje.
+ I drejtë si drapri *iron, shih te* DRAPËR,~RI Në! vijë të drejtë me lidhje të pandërmjetme gjaku Kënd i drejtë *gjeom. shih te* KËND,~I,. K u n drinë e drejtë *gjuh. shih te* KUNDRINË,~A Ligjëratë e drejtë *gjuh. shih te* LIGJËRATË, ~A i. Rase e drejtë *gjuh. shih te* RASË,~A i?1.
DREJTË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. *vet. nj.* Tërësia e normave që rregullojnë marrëdhëniet sho-qërbre ndërm jet njerëzve në një vend të caktuar, të çilat ndërtohen sipas vullnetit, qëllimeve e interesave !ë klasës në fuqi, vendosen nga shteti e mbrohen me ligj ose janë të pashkruara dhe zbatohen brez pas brezi nga një popull, nga një fis, nga një klasë etj.; tërësia e ligjeve, e vendimeve dhe e urdhëresave të shtetit, që lidhen me këtë ose me atë anë të jetës e të veprimtarisë shoqërore. *E drejta socialiste. E drejta borgjeze (feudale, skllavopronare). E drejta kanunore (zakonore, dokesore). E drejta romake.*
2. *vet. nj.* Shkenca që merret me studimin e këtyre ligjeve, normave e urdhëresave; degë e kësaj shkence për një anë të veçantë të jetës e të veprimtarisë shoqërore. *E drejta civile (penale, kushtetuese, ndërkombë-tare).*
3. Lënda mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Program! i së drejtës penale (civile). Provimi i së drejtës ndërkombëtare.*
4. Mundësi që sigurohet me ligj a me vendime të ndryshme shtetërore për të gëzuar a për të përdorur diçka, për të kërkuar diçka, për të vepruar në një mënyrë të caktuar etj.; mundësia që i jepet dikujt sipas ligjeve në fuqi për të bërë diçka. *Të drejtat de-mokratike. Të drejta të barabarta (të plot a). Të drejtat e qytetarëve (e shtetasve, e grave). Të drejtat eautorit. Të drejtat dhe detyrat. E drejta e votimit (e arsimit, efjalës, e mbledhjes, e shtypit). E drejta e trashëgimisë. E drejta për të zgjedhur e për t'u zgjedhur. E drejta për punë '{për pushim, për pension). më të drejtën e prindit. Zgjerjmi (ngushtimi) i të drejtave. Gëzojmë të gjitha të drejtat. Shkelin (mohojnë) të drejtat. Kërkojnë të drejtat e tyre. Luftojnë për të drejtat. U jepet e drejta*
5. Diçka që është në përputhje me parimet e një shoqërie ku nuk ka shfrytëzim të njeriut nga njeriu dhe që u përgjigjet kërkesave të moralit komunist;
diçka që është e vërtetë, që përputhet me gjendjen e me faktet reale; mendi'm, gjykim a veprim i drejtë. *Thotë të drejtën. Kërkon gjithnjë të drejtën. E gjetën të drejtën. Jemi më të drejtën. E ka më të drejtë. E drejta dërmon hekurin.fj. u. E drejta vonon, por nuk mungon. fj. u. E drejta rri si vaji mbi ujë. fj. u.* e drejta fiton gjithnjë, e drejta nuk mund të mposhtet. *E drejta i ka pemët te dera. fj. u.* kush punon a vep-ron me drejtësi del gjithmonë i fituar.
6. Arsye a shkak që përligj një veprim; diçka që quhet a mendohet se është e drejtë dhe e lejueshme. *Me (pa) të drejtë. Ka të drejtë. I dhanë të drejtë.*
• Ç'është e drejta (e vërteta)'. *ndërm. shih te* VËR-TETË,~A (e). Të them (të themi) të drejtën (të vër-tetën) *fj. ndërm. shih te* VËRTETË,~A (e). Fiton (merr) të drejtën e qytetarisë *libr. shih te* QYTETARI, ~A. I jep të drejtën e qytetarisë *libr. shih te* QYTE-TARI,~A.
DREJTË,~I (i) *m. sh.* ~Ë, ~ËT (të). Njeri i
drejtë, që gjykon e vepron drejt; njeri i çiltër e me zemër te paster. *drejti fiton. I drejti e mund të shtremb-rin. Me mirë fshikulli i të drejtit se Uokumja e të shtre-mbrit. fj. u. k* Gjumi i të drejtit gjumë i qetë.
DREJTËSI,~A. 1. Të qenët i drejtë; cilësia e atij që është i drejtë; vërtetësi. *Drejtësia e vijë's marksiste-leniniste të Partisë sonë. Drejtësia e një teze. Ka drejtësi. Gjykon (vepron, punon) me drejtësi.*
2. *shih* DREJTË,~A (e) 6. *Drejtësia është me ne. Kërkon drejtësi. E ka me drejtësi. Drejtësia fiton.*
3. *përmb.* Tërësia e organeve që mbrojnë rendin juridik ne një vend të caktuar; sistemi i institucioneve që merren me dhënien e drejtësisë; veprimtaria e or-ganeVe gjyqësore që mbështetet në ligjshmërinë, në të drejtën në fuqi. *Organet e drejtësisë. Dora e drejtësisë. libr.* organet gjyqësore popullore. *Shpata e drejtësisë. libr.* ndëshkimi që jepet nga gjykatat popullore për një tradhtar.
4. *shih* DREJTË,~A (e),. *Drejtësia socialiste. Drejtësia borgjeze. Ka drejtësi.*
DREJTËSIDASHËS,~E *mb. libr.* Që e do drej-tësinë, që lufton për drejtësi. *For cat drejtësidashëse.*
DREJTËSISHT *ndajf. libr.* Në përputhje më të drejtën, me drejtësi; drejt. *Veproi (e zgjidhi) drejtë-sisht.*
DREJTËZ,~A *sh.* ~A, ~AT *gjeom.* Vijë e drejtë. *Drejtëz pingule. Drejtëza paralele. Heq (vi-zatoj) një drejtëz.*
DREJTFLATRORË,~T *m. vet. sh. zool.* Rend i kandrrave që i kanë krahët e përparmë të kryqë-zuar njërin mbi tjetrin dhe të prapmit të palosur gja-tazi; kandrrat që bëjnë pjesë në këtë rend (si bulkthi, karkaleci, dosëza etj.).
DREJTlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DREJTOJ, DREJTOHEM.
*Drejtimi i trupit (i këmbës). Drejtimi i shufrave (i te-lit). Drejtimi i shtetit (i ekonomisë, i prodhimit, i indus-trisë, i bujqësisë). Drejtimi i aeroplanit. Drejtimi i zjarrit. usht. Format (metodat) e drejtimit.*
*2.* Pika drejt së cilës shkon dikush a diçka; ana nga është kthyer ose drejt së cilës lëviz diçka për të arritur në një vend; hapësira ose ana nga gjendet dikush a diçka. *Në drejtim të veriut (të jugut). Drej-timi kryesor. Në drejtim të kundërt. Në drejtim të pyllit. Drejtimi i makinës. Drejtimi i lëvizjes (i forces),* edhe *fir. Me drejtim nga e*

*djathta (nga e majta). Në disa drejtime. Në këtë (në ate) drejtim. Në çdo drejtim. Në të gjitha drejtimet. Top pa drejtim. sport. Merr (ndjek) drejtimin. Ndërroi (ndryshoi, ktheu) drejtimin. Përcaktoi (humbi, ngatërroi) drejtimin. Në ç'drejtim bie fshati? Shkon (lëviz) vetëm në një drejtim. Iku pa ndonjë drejtim.*
3. Qëndrimi që ka ose që merr një trup, mënyia e vendosjes ose e qëndrimit të tij. *Drejtim horizontal (i pingultë, i pjerrët). E vë në drejtim të murit. S"ka drejtim* s'është drejt.
4. Ecuria që ndjek zhvillimi i diçkaje, vija a rruga e zhvillimit të një veprimtarie, të një dukurie etj.; synimi a qëllimi që ndjek dikush; profil. *Me drejtim industrial (bujqësor, blegtoral). Me drejtim shkencor (mësimor).*
5. Rrymë e caktuar në një fushë të jetës politike, shoqërore, mendore, kulturore, artistike etj.; parim drejtues politik, ideologjik, kulturor etj.; prirja drejt një rryme të caktuar filozofike. *Drejtim ideologjik (filozofik, letrar, artistik). Drejtim materialist (marksist-leninist). Drejtim idealist (metafizik). Drejtim re-vizionist (borgjez). Drejtim romantik (realist). Drejtim përparimtar (demokratik, reaksionar). Drejtimi letrar i realizmit socialist (i realizmit kritik, i klasicizmit).*
*6.* Pikëpamje; kënd vështrimi; ane. *Në këtë (në atë) drejtim. Në të gjitha drejtimet. Nga çdo drejtim që ta shohësh.*
7. Detyrat a funksionet që i jepen dikujt për të drejtuar një veprimtari, një ndërmarrje, një organi-zatë etj.; organi drejtues, udhëheqja. *Është (punon) në drejtimin e kooperativës (të ndërmarrjes). I dhanë drejtimin artistik (teknik). U organizua (u zhvillua) nën drejtimin e organizatës-bazë.*
8. *fig.* Mënyra e veprimeve ose e sjelljes së dikujt; rrugë. *Drejtim i mirë (i keq, i shtrembër). Mori drejtim të mirë. I dha një drejtim.*
9. Emri e mbiemti dhe vendbanimi i marrësit a i derguesit që shënohen mbi një dërgesë postare ose që i jepen dikujt për ta ditur se ku të drejtohet; të dhënat për yendin ku gjendet një ndërmarrje, një institution etj.; adresë. *Drejtimi i vjetër (i mëparshëm, i ri). Drejtimi i marrësit (i derguesit). Jep (lë) drejtimin. Pa drejtim të caktuar. Mungon drejtimi. Cili është drejtimi i tij (i saj) ?*
•*k* Në drejtim (të...) *libr.* përdoret me një emër a përemër të rases gjinore për të treguar kahjen a prirjen e një veprimtarie, të një zhvillimi etj.
DREJTKËNDËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *gjeom.* Katërkëndësh që i ka të gjitha këndet të drejta. *Gje-rësia (gjatësia, sipërfaqja) e drejtkëndëshit. Në trajtë drejtkëndëshi.*
DREJTKËNDËSH,~E *mb.* 1. *gjeom.* Që i ka këndet të drejta; kënddrejtë. *Figure drejtkëndëshe.*
2. Që ka trajtën e një drejtkëndëshi, që është si drejtkëndësh. *Bllok drejtkëndësh. Shtëpi drejtkëndëshe.*
DREJTKËNDOR,~E *mb.* Drejtkëndësh; kënddrejtë. *Trajtë drejtkëndore.*
DREJTOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet vetë e drejtë diçka që ka qenë e shtrembër, e lakuar a e për-kulur, e kërrusur, e pjerrët a me dredha; shtrihet; *kund.* shtrembërohet; përkulet. *V drejtuan degët (fi-danët, bimët). U drejtuan dërrasat. U drejtua dyshemeja (tavani). Iu drejtua trupi (qafa, këmba).*
*2. vet. veta III.* Rregullohet, merr pamjen dhe gjendjen e vet të rregullt a të zakonshme. *Iu drejtuan sytë (për dike që i ka pasur të shtrembër).*
3. Marr drejtimin në një pike të caktuar, kthehem nga ajo anë drejt së cilës do të lëviz; kthehem drejt asaj ane a hapësire ku gjendet dikush a diçka; kthehem a nisem në një drejtim të caktuar; shkoj. *U drejtuan nga perëndimi (nga veriu). Drejtohet me fytyrë nga dielli. Drejtohet nga nxënësit (nga dëgjuesit). U drejtua për në fshat (për në shkollë, për në del). U drejtua nga e djathta (nga e majta, lart...).*
4. Shkoj te dikush për t'i bërë një kërkesë etj., vete të këshillohem më të a t'i kërkoj ndihmë; i them a i flas për diçka; u bëj thirrje ndjenjave, ndërgjegjes etj. të dikujt për diçka. *Iu drejtua kryetarit. U drejtohet punëtorëve (kooperativistëve). U drejtohet ndjenjave patriotike. I drejtohet mendjes dhe zemrës së tyre. Iu drejtua me fjalë të ngrohta (të buta, të ashpra). Iu drejtua me një letër (me një lutje). I drejtohet për ndihmë.*
5. *vet. veta III fig.* Vete, shkon në një drejtim; për-qendrohet. *Sytë e të gjithëve u drejtuan te hyrja. Vë-mendja u drejtua te detyra kryesore.*
*6. Pës. e* DREJTOJ. *Kooperativa drejtohet nga asambleja.*
DREJTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të drejtë diçka që ka qenë e shtrembër, e lakuar a e përkulur, e kërrusuc, e pjerrët a me dredha; e shtrij, e bëj të sheshtë; *kund.* shtrembëcoj; përkul. *Drejton telin (gozh-dën). Drejton shkopin (shufrën, thuprën). Drejton gar-dhin. Drejtoi krahun (këmbët). Drejtoi qafën. Drejton dërrasën. Drejton teneqenë (llamarinën, kapakun e tenxheres, fundin e tiganit). Drejtoi hunjtë (shtyllat, furkat). Drejtoi fidanët. I drejtoi faqet.*
*1.* Rregulloj diçka duke e kthyer në gjendjen e Vet të zakonshme. *Drejtoi supet. la drejtoi sytë* (për dike që i ka pasur të shtrembër). *drejtoi sytë* vështroi drejt përpara (për dike që vështronte shtrembër).
3. I jap drejtimin në një pike të caktuar, e kthej dike a diçka nga ajo anë drejt së cilës do të lëvizë; e vë drejt asaj ane a hapësire ku gjendet dikush a diçka; e kthej në një drejtim të caktuar. *E drejtoi nga lindja (nga veriu, nga ana e detit, me fytyrë nga dielli). E drejtoi nga vetja. E drejtoi grykën lart (poshtë, anash). I drejtoi pushkën (mitralozin, topin). E drejtoi andej (në anën e kundërt).*
4. E vë diçka në një qëndrim të caktuar, ashtu si duhet ose sipas drejtimit të diçkaje tjetër. *E drejton pingul (horizontalisht). E drejtoi sipas murit (sipas tavanit, sipas truallit).*
5. E çoj te dikush, e keshilloj dike të vejë te një njeri, në një zyrë etj. për punën që ka; e çoj a e nis në një drejtim të caktuar, e dërgoj diku. *E drejtoi në ministri. E drejton tek të tjerët. për ku po me drejton? Mos i drejto tek unë! I drejtoi për në fshat (për në Durrës).*
6. I dërgoj dikujt një letër, një telegram, një shkre-së, një lutje etj.; i dërgoj nga larg një letër përshën-detjeje, të fala etj.; i bëj të njohur diçka me gojë ose me shkrim; i kërkoj diçka ose i bëj thirrje për diçka. *drejtoi një letër (një telegram). I drejton të fala (përshëndetje). I drejtoi një thirrje (një note). I drejtoi një lutje (një kërkesë, një ankesë). I drejtoi një pyetje.*7. *fig.* Hedh në një drejtim; përqendroj. *Drejton sytë (vështrimin) te (nga) dikush a diçka. Drejton vëmendjen.*

8. *libr.* Ngas një automjet ose aeroplan. *Drejton veiurën (traktorin, aeroplanin).*
9. Dirigjoj orkestrën ose korin. *Drejton korin (orkestrën).*
10. Organizoj e udhëheq punën a veprimtarinë e një ndërmarrjeje, të një institution!, të një grupi njerëzish, në një fushë të veprimtarisë shoqërore etj., jam përgjegjës e kujdesem që ajo të vejë mbarë e të përparojë; organizoj një mbledhje a konferencë, kujdesem për të, jap udhëzime të veçanta gjatë zhvi-llimit të punimeve, mbaj radhën e rregullin gjatë dis-kutimeve etj. *Drejton kooperativën (ndërmarrjen, or-ganizatën, institutin, shkollën). Drejton ekonominë (bujqësinë). Drejton punën (praktikën mësimore, se~ minaret, ekspeditën). Drejton grupin (nxënësit, stu-dentët). Drejton mbledhjen (konferencën).*
\\. *fig.* I tregoj dikujt rrugën për t'ia arritur një qëllimi, i caktoj atij pikësynimet e afërta e të largëta dhç rrugën që duhet të ndjekë për t'i arritur ato; u-dhëheq. *Na drejton Partia. Drejton popuilin (masat, vendin, shtetinj. Drejton luftën (revolucionin).*
*ir* I drejtoi (i ktheu, i tregoi) bërrylin *dik uj t shih tek* TREGOJ. Drejto (ndreq, rregullo) gojën! *shih te* GOJË,~A. Drejtoi sytë (vështrimin) *ng a dikush a rig ad i ç k a* kishte shpresë të madhe te dikush a te diçka, andej e priste ndihmën, shpëtimin ose një të mirë tjetër. Drejtoi shigjetën *k under diçka je* e përqendroi luftën kundër diçkaje, e mori si shenjë kryesore për ta sulmuar e goditur, e vuri në shënjestër.
DREJTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Nëpunës i emëruar, që ka për detyrë të organizojë e të drejtojë punën e një ndërmarrjeje a të një institucioni të veçantë ose *h* një institucioni administrativ qendror a të një ndarjeje kryesore në një ministri etj. *Drejtori i për-gjithshëm. Drejtori i fabrikës (i uzinës, i ndërmarrjes, i kantierit, i bankës, i postës, i institutit, i shkollës, i koriviktit). Drejtori i doganave (i centraleve elektri-ke). E emëruan drejtor. E thirri drejtori. Me lejen (me urdhrin) e drejtorit.*
DREJTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Drejtoreshë.
DREJTORESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Fem. e* DREJTOR,~I. *Drejtoresha e ndërmarrjes (e fabrikës, e kombinatit, e shkollës, e bibliotekës, e kopshtit, e çerdhes, e spitalit).*
DREJTORI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Organ drejtues i një ndërmarrjeje, i një institucioni, i një shkolle etj., që përbëhet zakonisht nga drejtori dhe nga zë-vendësit e tij; zyrat e këtij organi dhe të aparatit të tij; zyra ë drejtorit. *Drejtoria e ndërmarrjes (e kombinatit, e fafyikës, e institutit, e shkollës, e spitalit, e muzeut, e bibliotekës). Anëtarët e drejtorisë. Mbledhja e drej-torisël E shqyrtuan në drejtori. Zyrat e drejtorisë. E thirrëk në drejtori.*
*2.* Institution administrativ qendror ose ndarje kryesore në një ministri etj., që organizon e drejton punën në një fushë të caktuar të ekonomisë, të kul-turës, të mbrojtjes dhe të administrimit shtetëror për gjithë vendin; ndërtesa a zyrat e këtij institucioni. *Drejtoria e përgjithshme e ekonomisë komunale (e postave dhe e telekomunikacioneve, e centraleve elek-trike, e radiotelevizionit, e arkivave të shtetit). Drejtoria e doganave (e arsimit të mesëm, e farërave, e të ardhurave, e buxhetit, e kontrollit të mjeteve të mat-jes). Drejtoria e këshillave popullore (e ligjshmërisë).*
DREJTPESHIM,~I *m.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DREJTPESHOJ, DREJT-PESHOHET. *Drejtpeshimi i forcave. fiz. Tra drejt-peshimi. Mban (humb, rregullon, ruan) drejtpeshimin. Vë (mban) në drejtpeshim.*
*2. fig.* Raport pak a shumë i qëndrueshëm që kri-johet ndërmjet dy a me shumë dukurive të kundërta; gjendje qëndrueshmërie, qetësie a harmonic *Drejtpeshim ekonomik (politik). Vendos drejtpeshimin ndërmjet prodhimit dhe konswnit.*
DREJTPESHOHET. *Pës. e* DREJTPESHOJ.
DREJTPESHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *spec.* Baraspeshoj.
2. *fig. libr.* Mat a peshoj mirë diçka, e mendoj dhe e gjykoj thellë e me urtësi një Veprim etj.
DREJTPËRDREJT *ndajf.* 1. Pa ndërmjetësinë e dikujt a të diçkaje tjetër; pa ndërhyrjen a pa ndihmën e të tjerëve; përnjëherësh e jo shkallë-shkallë. *Ndihmoi (ndikoi) drejtpërdrejt. I zgjedhin drejtpër-drejt. E sqaroi drejtpërdrejt. U zgjidh drejtpërdrejt.*
*2.* Ballë për ballë, sy ndër sy, hapur; pa fshehur gjë; *kund.* tërthorazi. *E pyeti drejtpërdrejt.*
*3. përd. pj.* Përdoret për të përforcuar kuptimin e fjalës a të fjalisë më të cilën lidhet. *Punon drejtpërdrejt në prodhim. Varet drejtpërdrejt nga ajo.*
DREJTPËRDREJTË (i, e) *mb.* 1. Që bëhet, që jepet ose që merret pa ndërmjetësinë e dikujt a të diçkaje tjetër; që kryhet nga vetë ai njeri, pa ndërhyrjen a pa ndihmën e të tjerëve; që vjen drejtpërdrejt nga dikush a nga diçka; që bëhet përnjëherësh e jo shka-Jlë-shkallë; *kund.* i ndërmjetuar. *Lidhje e drejtpërdrejtë. Njoftim i drejtpërdrejtë. Të dhëna të drejtpërdrejta. Vo-tim i drejtpërdrejtë. Kontroll i drejtpërdrejtë. Pjesëmarrje e drejtpërdrejtë. Ndihmë e drejtpërdrejtë. Ndikim i drejtpërdrejtë. Pasojë e drejtpërdrejtë. Pasardhës i drejtpërdrejtë. Në mënyrë të drejtpërdrejtë.*
2. Që bëhet a thuhet hapur, sy ndër sy; *kund.* i tërthortë. *Pyetje (përgjigje) e drejtpërdrejtë.*
*-k* Kuptimi i drejtpërdrejtë (i fjalës) *gjuh.* kuptimi që lidhet drejtpërdrejt me sendin a me nocionin që shënon fjala e që nuk është i figurshëm; kuptimi i parë e i mirëfilltë i fjalës pa ngjyrimet shprehëse e emocionale plotësuese (p. sh. *shpatë e çe liktë* ndryshe nga *vullnet i çeliktë fig.* ose *bushtër* "femra e qenit" dhe *bushtër shar., thjeshtligj.* "grua e ligë, e përdalë, bishttundur, lavire").
DREJTPËRSËDREJTI *ndajf.* ^ Drejtpardrejt. *Foli (kuvendoi) drejtpërsëdrejti me te.*
DREJTQËNDRIM,~I *m. usht.* Qëndrimi me këm-bë të bashkuara, me duar të shtrira, gati të puthitura pas trupit e me gishtat të mbledhur në gjysmëgrusht, me kokën lart, që merret kur raportojmë për diçka, kur dëgjojmë një urdhër, kur bëjme roje nderi ose kur nderojmë kujtimin e dikujt. *Drejtqëndrim me (pa) armë. Men drejtqëndrim. Mban drejtqëndrimin.*
DREJTRRESHTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Veprimi sipas kuptimit të foljes DREJTRRESHTOJ.
DREJTRRESHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *spec.* Vë në vijë të drejtë, rreshtoj drejt.
DREJTSHKRIM,~I *m. gjuh.* SIstem rregullashpër t'i shkruar drejt c njësoj fjalët në gjuhën letrare; zbatimi i këtyre rregullave. *Drejtshkrim i njësuar. Drejtshkrimi i gjuhës së sotme letrare shqipe. Drejt-shkrimi i fjalëve (i zanoreve, i bashkëtingëlloreve). Kongresi i Drejtshkrimit. Parimet e drejtshkrimit. Rregullat e drejtshkrimit.*

*Njësimi i drejtshkrimit. Shprehitë e drejtshkrimit. Ushtrime drejtshkrimi. Mësoi drejtshkrimin.*
DREJTSHKRIMOR,~E *mb.* Që ka të bëjë a që lidhet me drejtshkrimin, që i përket drejtshkrimit, i drejtshkrimit; që përcakton a jep drejtshkrimin e fjalëve. *Norma drejtshkrimore. Rregullat drejtshkri-more. Fjalor drejtshkrimor. Dallime drejtshkrimore. Variant drejtshkrimor. Gabim drejtshkrimor. Çështje drejtshkrimore.*
DREJTSHQIPTIM,~I m. 1. Sistem rregullash për t'i shqiptuar drejt e njësoj fjalët në gjuhën letrare; zbatimi i këtyre rregullave. *Drejtshqiptim i njësuar. Drejtshqiptimi i zanoreve (i bashkëtingëlloreve). Rregullat e drejtshqiptimit. Stilet e drejtshqiptimit. Stili i plotë (bisedor) i drejtshqiptimit. Njësimi i drejtshqiptimit. Njohja e drejtshqiptimit. Gabime drejtshqiptimi.*
2. Degë e gjuhësisë që studion variantet e shqip-timit në një gjuhë dhe përcakton sistemin e rregullave të shqiptimit të drejtë e të njëjtë në gjuhën letrare; lëndë mësimore që jep njohuritë e neVojshme për një shqiptim të tillë; *bised.* teksti i kësaj lënde; ortoepi. *Programi (seminari) i drejtshqiptimit. Kapitulli (teksti) i drejtshqiptimit. Studimet në fushën e drejtshqiptimit. Dha paraprovimin e drejtshqiptimit.*
DREJTSHQIPTIMOR,~E *mb.* Që ka të bëjë a që lidhet me drejtshqiptimin, që i përket drejtshqiptimit, i drejtshqiptimit; që përcakton a jep drejtshqiptimin e fjalëve. *Norma drejtshqiptimore. Rregullat drejtshqiptimore. Fjalor drejtshqiptimor. Gabim drejt-shqiptimor.*
DREJTUAR (i, e) *mb.* Që është bërë i drejtë, që është drejtuar (për diçka që ka qenë e shtrembër, e lakuar a me dredha). *Tel i drejtuar. Gozhdë të drej-tuara.*
DREJTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që organizon e drejton punën a veprimtarinë e një ndërmarrjeje, të një institucioni, të një organizate etj.; ai që u tre-gon të tjerëve rrugën për të arritur një qëllim; ai që qëndron në krye të puneve, ai që drejton në një fushë të veprimtarisë; udhëheqës. *Drejtues i aftë (i zoti). Drejtues politik (ushtarak, artistik). Drejtuesit e brigades (e ndërmarrjes, e shtëpisë së kulturës...). Drejtuesit e pushtetit. Drejtuesi i garave (i ekspeditës, i parakalimit,i kursit).*
2. Ai që vë në punë a në lëvizje një makinë, një mekanizëm etj., ai që drejton një makineri, një apa-raturë etj.; anëtar i ekuipazhit të një anijeje, të një aeroplani etj. që ndjek lundrimin detar a ajror dhe mban drejtimin. *Drejtuesi i anijes (i aeroplanit, i tankut).*
3. *elektr.* Pajisje a aparat që kthen rrymën e ndry-shueshme në rrymë të vazhduar.
4. Ai që dërgon në një drejtim të caktuar një letër, një telegram, një shkresë etj., dërgues. *Drejtuesi i letrës (i telegramit). Drejtuesi i lutjes (i shkresës).*
DREJTUES,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë a që merret me organizimin dhe me drejtimin e punës në një ndërmarrje, institucion etj. ose të veprimtarisë që
zhvillohet në një fushë a në vend të caktuar; që shër-ben, që bëhet a që vlen për të drejtuar, që drejton; udhëheqës. *Vend drejtues. Puna drejtuese. Aftësi (force) drejtuese. Roli drejtues. Kuadër drejtues. Komiteti (shtabi, organi) drejtues. Qarqet drejtuese.*
2. *tek.* Që shërben për t'i dhënë diçkaje një drejtim të caktuar, që e drejton diçka në një pike a në një vend të caktuar. *Makinë drejtuese. Makara (note) drejtuese. Mekanizëm drejtues.*
3. Që shërben për ta bërë të sheshtë diçka. *Zdrukth drejtues.*
• Fjali drejtuese *gjuh. shih te* FJALI,~A.
DREJTUESE,~JA . *sh..* ~E ~ET. *Fem. e* DREJTUES,~I. *Drejtuese e zonja (e shkathët). Drej-tuesja e brigades (e konkursit).*
DREJTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të bëhet i drejtë, që mund të drejtohet, i butë. *Tel i drejtueshëm,*
pREJTVENDOS *kal.,* ~A, ~UR *spec.* E vë drejt një aparat, një mekanizëm etj., e vendos ashtu si duhet ose si është i përshtatshëm për punë.
DREJTVENDOSJE ~A . *spec.* Veprimi sipas kuptimit të foljes DREJTVENDOS. *Drejtvendosja e veglave (e aparateve).*
DREJTVIZOR,~E *mb. spec.* Që shkon në vijë të drejtë, që ndjek një vijë të drejtë; që është vendosur në një vijë të drejtë. *Lëvizje drejtvizore. Rrymë drejt-vizore. Rrafsh drejtvizor. Përçues (përcjellës) drejtvizor.*
DREKEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Ha drekë, drekoj. *U drekëm bashkë.*
DREKË,~A . 1. Ushqimi që hamë në mesditë; e ngrëna e mesditës; koha kur hamë ushqimin në mesditë. *Drekë e pasur (e varfër). Para (pas) dreke. Kopsht me (pa) drekë* kopsht ku fëmijët hanë (ose nuk hanë) drekë. *Bën (përgatit, ha, shtron) drekën. E thirri (e ftoi, e grishi, e mbajti) për drekë.*
2. edhe *sh.* ~A, ~AT. Buka që shtrohet në mesditë me rastin e një feste, të një gëzimi etj.; pritja që jepet zyrtarisht në mesditë për nder të dikujt etj. *Dreka e ditëlindjes (e dasmës, e përcjelljes, e lamtu-mirës). Dha (shtroi) një drekë për nder të delegacionit.*
3. *bised.* Koha në mesditë, mesi i ditës, mesdita. *zuri dreka. Aty nga dreka.*
•*k* Drekën e mirë! *përd. pasth.* përdoret si përshën-detje kur njerëzit ndahen nga njëri-tjetri pak para drekës. I ngrënça drekën! *mallk. shih te* HA. Ku e zë dreka, s'e zë darka udhëton a bredh shumë nga një Vend në tjetrin, nuk rri në një vend.
DREKËHERË,~A . Koha e drekës, koha rreth mesditës. *Ndodhi në drekëherë. Erdhi (u kthye) nga drekëhera.*
DREKËHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që i përket kohës së drekës.
DREKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare e pyjeve halore me dy-tri gjethe vezake të zgjatura në rrëzë të kërcellit, me lule të vogla në trajtë kambane, të bardha e me erë të mirë, që bën kokrra të vogla në ngjyrë të kuqe të ndezur dhe përdoret si bimë mjekësore.
DREKOHEM *vetv.* Ha drekë, drekoj. *U drekuan e dolën.*DREKOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ha drekë, drekem. *Drekoi rrugës. Drekuan së bashku (herët).*
2. *kal.* I jap të hajë drekë dikujt; e marr për drekë dike. *Drekoi mysafirët.*
3. *kal.* E shpie dhe e mbaj bagëtine në një vend me hije në mesditë për të kaluar vapën. *drekoi dhentë (dhitë) në hije.*
DREMIT *jokal,* ~A, ~UR. 1. Me Vjen gjumë duke ndenjur, f(e pak duke ndenjur, kotem; marr një sy gjumë; me zë një gjumë i lehtë dhe i shkurtër. *Dremitën pak. Po dremit.*

2. *fig.* Me zë plogështia, humbas gjallërinë, me zë gjumi, rri si i përgjumur.
3. *vet. veta HI fig.* Bie në një qetësi të lehtë e të përkohshme, është i qetë, fle. *Dremit deti (pylli).*
DREMlTJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes DREMIT. *Dremitje e ëmbël (e lehtë). Në dremitje e sipër. Ra në dremitje.*
DREMKË,~A . Gjumë i lehtë e i shkurtër, që bëhet zakonisht duke ndenjur a gjatë udhëtimIt me automjet, një sy gjumë. *Mori një dremkë. E zuri një dremkë.*
DRENAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *spec.* Sistem kanalesh të mbuluara, të pajisura me gypa të posa-çërh për të kulluar tokat. *Drenazh kryesor (i posaçëm, i thellë). Drenazhi i tokave. Ndërtojnë (bëjnë) drenazhe.*
*2. mjek.* Trajtim që u bëhet plagëve duke u Vënë një gyp të posaçëm prej qelqi ose prej gome për të kulluar.
DRENAZHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DRENAZHOJ, DRENA-
ZHOHET. *Drenazhimi i tokës (i ujëraVe). bujq. Sis-temi i drenazhimit. bujq. Kanalet e drenazhimit. ndërt.*
DRENAZHOHET *spec. Pës. e* DRENAZHOJ.
DRENAZHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *spec.* Ndërtoj një sistem kanalesh të mbuluara, të pajisura me gypa të posaçëm për të kulluar tokat. *Drenazhoj-në arat. bujq. Drenazhojnë sheshet e ndërtimit. ndërt.*
*2. mjek.* U vë drena plagëve për të kulluar. *drenazhojnë plagët.*
DRENAZHUAR (i, e) *mb. spec.* Që i është bërë drenazhimi, që është pajisur me drena. *Toka të drenazhua-ra. bujq.*
DRENË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *spec.* Gyp i posaçëm me vrima, që futet në kanale të mbuluara për të kulluar tokat. *Drena prej qeramike (prej betoni).*
2. *mjek.* Gyp i posaçëm prej qelqi ose prej gome, me vrima a me fitil prej garze, që u vihet plagëve për të kulluar.
DRENIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Drenazhim. *Drenimi i tokës. bujq.*
DRENOHET *pës. spec.* Drenazhohet.
DRENOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *spec.* Drenazhoj. *Drenojnë token, bujq. Drenon plagën. mjek.*
DRENUAR (i, e) *mb. spec.* I drenazhuar. *Tokë e drenuar. bujq.*
DRENUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Fem-ra edrerit, sutë.
2. *përd. mb. fig.* E urtë dhe e butë (për një vajzë a nuse).
DRENJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool* Shkurtë. *Drenja gushëkuqe.*
DREQ,~I TO. *sh.* ~ËR, ~ËRIT. 1. *fet., mit. shih* DJALL,~I ]. *Kujtonin se ishin punët e dreqit. E marrtë (e hëngërt) dreqil mallk. I hipën dreqërit* u zemërua keq, u egërsua shumë, u tërbua nga inati. *Ka dreqin në bark* është smirëzi; nuk do t'i shohë të tjerët mirë, u do të keqen të tjerëve. *ka hyrë dreqi në bark* është bërë smirëzi e shpirtkeq; është tërbuar nga inati.
2. *fig. thjeshtligj., keq.* Njeri dinak, shpirtkeq e smirëzi; njeri i prapë, i prirur për prapësira; djall. *S'bëhet punë me atë dreq. Ngatërroi tërë botën, dreqi.*
3. *thjeshtligj.,* edhe *përk.* Njeri shumë i zgjuar e i shkathët, njeri që i punon mendja për shumë gjëra e di të gjejë zgjidhje edhe në gjendje të vështira; njeri që di të përfitojë në çdo rast e rrethanë; djall. *Është dreqi vetë. Ik, ore dreq!*
4. *thjeshtligj. (me përemrin pyetës* ç' *dhe me ndaj-foljet pyetëse* si?, ku?J. Përdoret për të përforcuar shprehjen e pakënaqësisë, të mërzitjës, të zemërimit etj. *Ç'dreq kërkon? Ç'dreq (ç'dreqin) pati? Çdreqin do? Si dreqin nuk e takoite? Ku dreqin e humbët?*
5. *përd. mb. thjeshtligj.* Që të mundon shumë, që të pëlcet shpirtin; shumë i keq; djall. *Një dreq ko-llë. Ajo dreq sëmundje.*
• U be për dreq (për djall) *shih te* DJALL,~I. U bind dreqi *thjeshtligj. shih te* BINDEM. E dërgoi (e çoi) në dreq (në djall) *dike a diçka thjeshtligj., keq. shih te* DJALL,~I. Dreqi (djalli) më të birin *thjeshtligj. shih te* DJALL,~I. Dreq (djall, shejtan) me brirë *thjeshtligj. shih te* BRI,~RI. Dreqi (djalli) e di (e merr vesh) *thjeshtligj. shih te* DJALL,~I. Një dreq (një djall) e gjysmë *thjeshtligj. shih te* DJALL,~I. Dreq (djall) o punë! *thjeshtligj. shih te* DJALL,~I. I kalli dreqin (djallin) *d i k u j t a diçkaje thjeshtligj. shih te* KALL i. E mori (e hëngri) dreqi (djalli) *thjeshtligj.* përfundoi keq, e mori lumi. Plasi dreqi *shih te* PLAS. Me polli dreqi (djalli) *shih te* PJELL. Punë dreqi! çësh-tje shumë e ngatërruar; telash i madh. la bëri pajë dreqit (shejtanit) *shih te* PAJË,~A I. Ka sa të hajë dreqi *thjeshtligj. shih te* HA. Dreqi (djalli) nuk është aq i zi sa duket *shih te* DJALL,~I.
DREQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised. Fem. e* DREQ,~I 2,3. *Ç'ia punoi dreqja. Ç'dreqe që është.*
DREQËSl,~A . Djallëzi, shejtani. *Punon me dreqësi. Pa asnjë fije dreqësie. la morën vesh dreqësitë.*
DREQËSISHT *ndajf.* Me djallëzi, djallëzisht. *la hodhifjalën dreqësisht.*
DREQNOHEM *vetv. thjeshtligj.* 1. Filloj të veproj e të sillem me djallëzi, bëhem i prapë si dreq, djallë-zohem.
2. *Pës. e* DREQNOJ.
DREQNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *thjeshtligj. 1.* I ngjall a i shtie dikujt në mendje mendime të këqija e të prapa; e prish dike duke e mësuar të veprojë e të sillet me djallëzi, e bëj të djallëzuar. *E dreqnoi djalin.*
2. edhe *jokal* I Has dikujt plot zemërim e duke e share, e shaj dike me zë të lartë, e dërgoj në djall; nëm, mallkoj.
DREQNUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *thjeshtligj.*
Djallushë.
DREQOS *kal,* ~A, ~UR *thjeshtligj.* E prish aqkeq diçka sa s'ndreqet me ose është vështirë të rre-gullohet, e bëj me keq a e shkatërroj krejt në vend që ta ndreq, e katranos; e shpie në një gjendje të keqe, e bëj për dreq. *E dreqosi punën. E dreqosi fare.*
DREQOSEM *vetv. thjeshtligj.* 1. Bëhem keq e me keq, bie në një gjendje shumë të rëndë a të vështirë; prishem, shkatërrohem a pësoj një dëm shumë të madh. *U dreqos nga lagështira.*
2. *Pës. e* DREQOS.
DREQOSUR (i, e) *mb. Bised.* 1. Që ka rënë në një gjendje të keqe e të mjerueshme, që është shkatërruar krejt, që është bërë për dreq.
2. Shumë i keq e i mërzitshëm, që të plas shpirtin; i mallkuar. *Qe jetë e dreqosur ajo.*
DRETH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* I vogli i drerit. *Kërcente si një dreth.*
DRIDHEM *vetv.* 1. *vet. vet a III.* Rrotullohet vetë disa here rreth vetes në një drejtim e shtrëngohet; përdridhet; *kund.* zhdridhet. *U drodh peri (filli, litari). Iu drodh gjalmi.*

2. *bised.* Rrotullohem në një drejtim, rrotullohem nga njëra anë në tjetrën, kthej trupin, kthehem; përdridhem. *U drodh majtas (djathtas). Dridhet e përdridhet.*
3. *Met. veto III.* Merr trajtë të valëzuar, bëhet dre-dha-dredha; përdridhet. *Kane filluar t'i dridhen flo-kët.*
4. *bised.* Ndërroj a kthej rrugën, lë rrugën që kam nisur e marr një tjetër, kthehem, dredhoj. *U drodh nga e majta. U drodhën prapa kodrës.*
5. *vet. veta III.* Lëviz shpejt e shumë here, bën 16-kundje të shpeshta, ka dridhje. *Dridhen gjethet e pe-mëve. Dridhet teli. I dridhet dor a. I dridhej buza (mjek-ra). I dridhen gishtërinjtë. Dridhet si purteka në ujë. Dridhet flaka.*
6. Me zënë të dridhurat, rrëqethem (nga ethet, nga të ftohtët etj.); kam të dridhura a rrëqethje në trup nga një ndjenjë e forte; *fig.* drithërohem. *Dridhej nga të ftohtët (nga ethet). Dridhej nga inati (nga dëshpërimi, nga frika). Dridhej për të birin.*
7. edhe *fig. bised.* Tundet që nga themelet diçka, tundet a lëkundet fort, tronditet; me zë një frikë e madhe, me hyjnë dridhmat, trembem shumë, tme-rrohem. *Dridhej toka prej tij. Dridhej para tij. Dridhen imperialistët (revizionistët) nga revolucioni proletar.*
8. *vet. veta III.* Del duke lëvizur lehtë me lart e me poshtë se toni kryesor, ngrihet e ulet pak (për zërin). *dridhej zëri nga mallëngjimi (kur këndonte).*
9. *vet. veta III.* Jep një shkëlqim here të forte e here të dobet, vezullon. *Dridheshin yjtë. Dridhet drita. Në sy i dridhej një dritë.*
10. *Pës. e* DREDH.
• I dridhet buza (mjekra) *shih te* BUZË,~A. I dridhet dora *shih te* DORË,~A. Iu drodhën flokët (qi-met e kokës, leshrat e kokës) *shih te* FLOK,~U. I dridhet (i ngatërrohet) gjuha mezi i nxjerr fjalët nga goja, mezi flet, i ngatërron fjalët (nga frika, nga një shqe-tësim i madh, nga mallëngjimi etj.). I dridhen gju-njët (ieqet e këmbëve) *shih te* GJU,~RI. Iu drodhën këllqet *shih te* KËLLK,~U. I dridhet (i ngjethet) mishtë *shih te* MISH,~I. Dridhet e përdridhet i shmanget përgjigjcs së drejtpërdrejtë; përpiqet t'i shpëtojë me dredhi një gjendjeje të vështirë; ndryshon shpejt e disa here qëndrimin e vet. S'i dridhet pusbka edhe
*poh. shih te* PUSHKË,~A. Iu drodh zemra (shpirti) *shih te* ZEM'ËR,~RA. Nukidridhet (nuk i luan, nuk i lëviz) bebja e syrit (syri, qepalla, qerpiku) *shih te* SY,~Rl. Iu drodh këmisha në trup (në shtat) *shih te* KË-MISHË,~A. I dridheshin plaçkat e barkut *shih te* BARK,~U. Iu drodhën telat e zemrës edhe *iron, shih tek* TEL,~I. I dridhet (1 rrëshqet, i shket, i luan, i lëviz) toka (trualli) nën këmbë a) gjen qëndresë të forte dhe nuk po e mban dot të pushtuar një vend; b) mezi mbahet, shkon drejt rënies e shkatërrimit. Dridhej foshnja (fëmija, barra) në barkun e nënës ishte një gjendje plot tmerr, të gjithë kishin shumë frikë.
DRIDHËRIMË,~A . *sh.* '~A, ~AT. Dridhmë.
DRlDHËS,~E *mb.* 1. Që bëhet me dridhje. *Lëvizje dridhëse.*
2. Që del me dridhje, që ulet e ngrihet, *qi* kalon nga një ton a nuance në një tjetër, që dridhet (për zërin, për tingullin etj.). *Zë (tingull) dridhës.*
3. *gjuh.* Që shqiptohet duke kaluar ajri nëpër një pengesë, e cila hapet e mbyllet në mënyrë të rregullt dhe shkakton dridhje të majës së gjuhës, të buzëve ose të njerithit. *Bashkëtingëllore dridhëse.*
DRIDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes DRIDHEM. *Dridhja e tokës nga tërmeti. Dridhja e trupit (e dorës).*
2. *kryes. sh.* Lëvizje të shkurtra e të shpeshta që bën një send kur dridhet. *Dridhje e forte (e madhe, e lehtë, e fuqishme). Dridhje rrethore. Dridhjet e lelit lë mandolines. Dridhjet e gjetheve.*
3. *kryes. sh. shih* DRBDHUR,~A (e) i. *Ethe me dridhje. E kapën dridhjet.*
4. *kryes. sh.* Luhatja e dritës; vezullim. *Dridhjet e dritës (e yjeve).*
5. *kryes. sh.* Forcimi e dobësimi i zërit dhe lëkundja e lehtë e tij (kur flasim me shqetësim, me frikë etj.). *Kuptohej nga dridhjet e zërit.*
DRIDHJEMATËS,~I m. *sh.* ~, ~IT *fiz.* Aparat që mat dridhjet a lëkundjet mekanike të makinave, të ndërtesave, të urave etj.
DRlDHMË,~A . *Sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. sh.* Lëvizje të vogla e të shpejta të trupit nga të ftohtët, nga një sëmundje, nga një ndjenjë e forte tronditëse etj.; rrëqethje. *E kapën dridhmat. Ka ethe me dridh-ma. S'i pushojnë dridhmat.*
*2. fig.* Tronditje a shqetësim, që vjen nga një ndjenjë e forte; frikë e madhe, tmerr. *Ndjeu një dridhmë. I shtiu dridhmën. I hyri dridhma.*
DRIDHMOHEM *vetv.* 1. Me hyjnë të dridhurat, drithërohem.
2. *Pës. e* DRIDHMOJ.
DRIDHMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I shtie dridhmat dikujt.
DRlDHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. *shih* DRI-DHUR (i, e) $_2$. *Zë i dridhshëm.*
2. Që shkëlqen here fort e here dobët, që here for-cohet e here dobësohet, vezullues. *Dritë e dridhshme.*
DRIDHTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Drithërim. DRIDHTOHEM *vetv.* Drithërohem. DRIDHTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Drithëroj. DRIDHUR (i, e) *mb.* 1. Që e kanë zënë të dridhurat a rrëqethjet, që dridhet. *Me dorë të dridhur.*2. Që forcohet e dobësohet lehtë (nga shqetësimi, nga frika etj.), që dridhet (për zërin). *Me zë të dridhur.*
• Me dorë të dridhur a) duke nguruar, pa qenë i yendosur; b) i lëkundur; me gjysmë zemre, jo me gjithë zemër. Me zemër të dridhur a) i pikëlluar a i lënduar thellë, shumë i tronditur, me hidherim të madh; b) me frikë të madhe, tërë ankth.
DRIDHUR,~A (e). *sh. ~A, ~AT (të). 1. kryes. sh.* Lëvizje të vogla e të shpeshta të trupit nga të ftoh-tët, nga një sëmundje etj., dridhmë. *Të dridhura të forta. Ka të dridhura. E zunë (i hynë, e kapën) të dri-dhurat. Ndjeu një të dridhur në zemër. I shkoi (i kaloi) një e dridhur.*
*2. kryes. sh. shih* DRIDHJE,~A 2,4,5.
DRILL,-—1 *m. tekst.* Lloj doku i forte e zakonisht me vija; pëlhurë e plotë prej pambuku, që bëhet me fill të iigjyrosur, *Rroba (pantallona) drilli.*
DRILLTË (i, e) *mb.* Që është bërë prej drilli. *Rroba (pantallona) të drillta.*
DRITARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesë e hapur rië murin e një ndërtese, në vagonat e trenit, në ka-l)inat e anijeve etj., ngi e cila hyn drita dhe ajri ose riëpërmjet së cilës shohim jashtë; korniza me xhame që mbyll këtë të hapur. *Dritare të mëdha (të vogla). Dritare katrore (katërkëndëshe, të rrumbullakëta). Dritaret e automobilit*

*(e trenit...). Dritarja e vend-sfrehimit. Xhamet e dritares. Kanatet (fletët) e dritares. Pezuli i dritares. Perdet e dritares. Dhomë me dy dritare. Hap (mbyll) dritaren. Rri (del) në dritare. Shikon nga dritarja. Nxori kokën nga dritarja. E hodhi (eflaku) jashtë nga dritarja.*
*2. shih* DRITAREZ,~A $_2$. *Shkoi në dritare. I mod gjellët nga dritarja.*
3. *fig.* Dalje në det, nëpërmjet së cilës një vend mund të lidhet drejtpërdrejt me një vend tjetër. *Nuk ka dritare në det.*
*4. fig.* Diçka që të lidh me botën e jashtme, që të hap e të zhvillon horizontin e dijes etj. *Çdo libër i mirë është një dritare për të parë botën.*
5. *bised.* Pak kohë e lire në mes të orarit të punës; ore e lire midis mësimeve në shkollë; një ore pushimi në orarin e ditës së mësimeve. *Ka një dritare të hënën.*
*-k* Është qeli pa dritare (qeli e mbyllur) *dikush shih te* QELI,~A. E nxorën nga dera, hyri nga dritarja (nga deriçka) *shih te* DERË,~A.
DRITAREZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *zvog. i* DRITARE,~JA. *Dritareza e dhomës (e bodrumit). Dritarez me hekura.*
2. Dritare e vogël në murin e kuzhinave, të bile-tarive e të disa zyrave, nëpërmjet së cilës merren gjellët, biletat etj. *Dritareza e kuzhinës. Dritareza e biletarisë. Dritareza e letrave (ë telegrameve). Biletat (pullat) shiten në dritarez. Shkoi në dritarez.*
DRITARGJENDTË *mb. poet.* Që lëshon një dritë të bardhë e të shkëlqyer, që ndrit si argjendi. *Hëna dritargjendtë.*
DRITARTË *mb. poet.* Që lëshon një dritë si në të verdhë të kuqërremtë e të shkëlqyer, që ndrit si ari. *Rrezet dritarta të diellit.*
DRITË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *vet. nj.* Tërësia e rrezeve dhe e energjisë që lëshon Dielli a një trup tjetër i zjarrtë etj., që kapet nga syri dhe e bën të dukshme çdo gjë mbi të cilën bie; rrezatim që del e përhapet
nga një trup, shkëlqim; ndriçimi që merret me anë të energjisë elektrike; *fiz.* energji në trajtë valësh elektro-magnetike me gjatësi të caktuara, që kapen me anë të te parit. *Dritë elektrike. Dritë e qartë (e forte, e dobët). Dritë e bardhë (e gjelbër, e verdhë, e kuqe). Drita e Diellit (e Hënës). Drita e zjarrit (e llambës, e fishekzjarreve). Dritë neoni. Rrymë (vale) drite. Burim drite. Rreze drite. Bën (lëshon) dritë. Zbehet (shtohet) drita. Sollën (shpunë) dritën në fshat. bised.* elektriflkuan fshatin. *Morën dritë. bised.* u elektrifi-kuan. *Drita dhe ngjyra. Grimcat e dritës. Natyra e dritës. Vetitë e dritës. Dendësia (shpejtësia) e dritës. Spektri i dritës. Përthyerja (thyerja) e dritës. Pasqyri-mi i dritës. Teoria valore e dritës.*
*2.* Burim ndriçimi që e bën mjedisin përreth të ndritshëm e të dukshëm, çdo mjet që përdoret për të ndriçuar. *Dritat e qytetit (e fshatrave, e shtëpive, e rrugëve). Ndez (hap) dritën. Shuan (fik) dritën. Ndriçojnë (shkëlqejnë) dritat.*
3. *vet. nj.* Koha që kur nis të zbardhë dita e deri kur perëndon dielli, ditë; agim. *Drita e mëngjesit. Doli drita* agoi. *U nis pa zbardhur drita. Me dritë* kur është ende ditë, pa u errur. *Me dritën e parë* sapo zbardh. *Dritë në dritë* nga mëngjesi i njërës ditë në mëngjesin e ditës që vjen pas, nga njëra ditë në di-tën tjetër, me 24 ore.
4. *vet. nj.* Hapësirë a vend i ndriçuar; ana e ndrit-shme e diçkaje. *Ana me (në) dritë e Hënës. Nxjerr në dritë.*
5. *vet. nj. art.* Pjesa më e ndritshme se të tjerat në një tablo, në një pikture etj.; ndriçim; *kund.* hije. *Dritë dhe hije. Ijep me shumë dritë.*
*6. kryes. nj. fig.* Diçka që e zhvillon mendjen e njerëzve, që zgjeroh njohjen e botës dhe pasuron dijet; dituri, zhvillim e përparim i madh arsimor e kulturor; diçka që të sjell gëzim e lumturi në jetë; *kund.* errësirë. *Komisar i dritës* mësuesi, përhapës i dijes, i arsimit dhe I kulturës. *Pishtari i dritës. Udha e dritës. Forcat e dritës. Sjell (përhap) dritën. Na dha dritë Partia. Dolën në dritë. Na nxori në dritë.*
7. *kryes. nj. fig. libr.* Kënd vështrimi, mënyrë vësh-trimi a paraqitjeje sipas të dhënave a njohurive të caktuara; sqarim, qartësim i diçkaje nga një kënd vështrimi i caktuar; ndriçim. *Hodhi dritë të re mbi këtë çështje. Ndriçon (sheh) në një dritë tjetër diçka. E paraqet në dritë të shtrembër (të rreme) diçka. Në (nën) dritën e...* duke u mbështetur në...
8. *krahin.* Pasqyrë.
9. *përd. mb. fig.* Shumë i paster, që shkëlqen, pasqyrë. *E bëri dritë shtëpinë (oborrin). I mban dritë rro-bat.*
*k* I çeli drita e zuri mëngjesi. Doli në dritë a) doli në shesh e u be e qartë për të gjithe (e vërteta etj.); b) u botua, doli në qarkullim (një libër etj.); c) doli nga një gjendje e vështirë, shpëtoi nga hallet e nga të këqijat dikush; arritinenjë gjendje të mirë ekono-mike, kulturore etj. Në dritën e diellit *shih te* DIELL,~I. Si drita e diellit shumë e qartë (për diçka të dukshme a të vërtetë). Si drita e kandilit (e bishtukut) i verdhë dyllë, shumë i zbehtë. Në një dritë të re *libr. shih te* RI (i), RE (e). Drita e syrit (e syve) a) bebja e syrit; sytë; b) shikimi, të parët; c) njeri shumë i dashur e i shtrenjtë; diçka që e duam shumë dhe e kemi të shtrenj-të. E la drita *dike* u verbua, e lane sytë. E nxori (e qiti) në dritë a) e nxori diçka në shesh dhe e bëri të qartë për të gjithë; b) e nxori dike nga një gjendjee vështirë, e shpëtoi nga hallet e të këqijat. Pa dritëa *libr. shih te* SHOH. Bën dritë ndër shoqe (ndër shokë) da-llohet ndër të tjerat (ndër të tjerët). Iu bëftë udha (rru-ga) dritë! *dik uj t ur.* i shkoftë gjithnjë puna mbarë!, paste jetë të lumtur! Të ha në dritë të syrit a) s'i trem-bet syri fare, nuk pyet për askënd; b) nuk e mashtron dot, nuk ia hedh dot, s'ia ha qeni shkopin. E kanë dritë në sy *d i k ë* e duan shumë, e duan dhe e ruajnë si dritën e syve. Mori dritë fllmi *shih te* MARR. Nuk nxjerr gjë në dritë nuk është i zoti të bëjë asgjë, nuk ka përfundime të mira në një punë, nuk nxjerr gjë në krye. E ruaj (e dua) si dritën e syve (si sytë e ballit) *shih te* SY,~RI. Është t'i shkelësh në dritë të syrit është shumë i urtë. V i t d r i t e *astr.* vit-dritë. Y 11 i i d r i t ë s *astr.* planeti Afërdita, Ylli i Mëngjesit, Ylli i Karvanit.
DRITËBARDHË *mb.* Që lëshon një dritë të bar-dhë. *Yjtë dritëbardhë.*
DRITËDASHËS,~E *mb. bot.* Që rritet e zhvillohet mirë në dritë, që ka shumë nevojë për dritë, që do dritë; *kund.* hijedashës (për bimët). *Bimë (lule) dritë-dashëse.*
DRITËDHËNËS,~E *mb. libr.* 1. Që jep dritën për të cilën njeriu e qeniet e tjera të gjalla kanë nevojë jetësore; që është burim drite. *Dielli dritëdhënës.*
*2. fig.* Që të ndriçon e të tregon rrugën e drejtë për të ecur përpara, që të hap sytë e të udhëheq në veprim-tarinë revolucionare. *Mësimet dritëdhënëse të Partisë e të shokut Ewer.*

DRTTËGJATË *mb. mjek.* 1. Që nuk mund të shohë mire afër, por që sheh mirë larg, dritëlargët; *kund.* dritëshkurtër. *Njeri dritëgjatë.*
*2. si em.* DRITËGJATË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri dritëgjatë.
DRITËGJATËSI,~A . *mjek.* Të qenët dritëgjatë; *kund.* dritëshkurtësi.
DRITËHEDHËS,~E *mb. usht.* 1. Që lëshon rreze të forta drite, që hedh dritë në largësi të madhe; që shërben për të ndriçuar diçka. *Raketë dritëhedhëse.*
*2. si em.* ~, ~I m. *sh.* ~, ~IT. Aparat a mjet që hedh dritën në largësi të madhe. *Dritëhedhës i fuqi-shëm. Është pajisur me dritëhedhës.*
DRITËHIJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *art.* Kon-trasti me dritë dhe me hije që jepet në një pikturë; dhënia e diçkaje me dritë e me hije në një pikturë. *Dritëhije e ëmbël. E jep (e pasqyron) me dritë hije.*
*2.* Vend a hapësirë me dritë dhe me hije; gjysmë-hije. *Nëpër dritëhije. Sheh (dallon) në dritëhije.*
DRITËLARGËSI,~A . *mjek.* Dritëgjatësi; *kund.* dritëshkurtësi.
DRITËLARGËT *mb. mjek.* Dritëgjatë; *kund.* dritëshkurtër. *Njeri dritëlargët.*
DRITËLËSHOES,~E *mb. libr.* Që lëshon rreze drite, që bën dritë, që ndriçon. *Lëndë dritëlëshuese.*
DRITËMADH,~E *mb. libr.* 1. Që lëshon dritë të forte, që ndriçon shumë; që është shumë i ndrit-shëm.
2. *fig. poet.* I ndritshëm, i shkëlqyeshëm, i lumtur. *E ardhmja jonë dritëmadhe.*
DRITËMEKËT *mb.* Që jep një dritë të dobët, që ka një dritë të mekur. *Kandil (bishtuk) dritëmekët.*
DRITËNDJESHËM,~ME *mb. libr.* Që e ndjen shumë dritën, që është shumë i ndjeshëm ndaj rreze-ve të dritës. *Sytë e peshqve janë pesë here me dritë-ndjeshëm sesa ata të njeriut.*
DRITËPAKË *mb.* Që ka dritë të dobët, që lëshon pak dritë, që ndriçon pak; *kund.* dritëshumë.
DRITËPËRSHKl3ESHËM,~ME *mb. libr.* Që mund të përshkohet nga rrezet e dritës, që e lejon dritën të kalojë; i tejpashëm.
DRITËPLOTË *mb. libr.* 1. Që bën shumë dritë, që është plot me dritë; që është me diell, që shkëlqen nga dielli. *Llambë dritëplotë. Qiell dritëplotë. Ditë dritëplotë.*
2. *fig.* I shkëlqyeshëm; i lavdishëm. *Nën udhëheqjen dritëplotë të Partisë.*
DRITËPRITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Këllëf a kapak prej xhami te ngjyrosur, prej cohe, mëndaf-shi etj., që vihet rreth e rrotull llambës për të zbutur forcën e dritës; abazhur.
DRITËRREZATUES,~E *mb. libr.* Që lëshon rreze drite, që rrezaton drite.
DRITËSl,~A . *fiz.* Raporti i dendësisë së dritës së një ylli me dendësinë e dritës së Diellit.
DRITËSlM,~I *m. libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DRITËSOJ, DRITËSOHET.
2. Ndriçim, dritë. *Dritësim i mjaftueshëm (i forte, i pakët).*
DRITËSJELLËS,~E *mb. libr.* 1. Që sjell dritë, që përhap dritë. *Burim dritësjellës.*
*2. fig.* Që sjell dije, arsim e kulturë, që përhap të renë, që ndihmon për zhvillimin e përparimin e më-tejshëm.
DRITËSOHET *vetv. libr.* 1. Zhvillohet më tej nga ana arsimore e kulturore. 2. *Pës. e* DRITËSOJ.
DRITËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. E bëj që të ndritë, e mbush me dritë, ndriçoj.
2. *fig.* I jap dije, arsim e kulturë; hijeshoj; ndriçoj. £ *dritësoi Vendin.*
DRITËSOR,~E *mb. pyllt.* Që bëhet për të marrë sa me shumë dritë, që bëhet për ta zënë sa me shumë dielli. *Prerje dritësore.*
DRITËSORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Dritare.
DRITËSHKTJRTËR *mb.* 1. *mjek.* Që nuk mund të shohë mirë larg, por që sheh mirë afër, miop; *kund.* dritëgjatë, dritëlargët. *Njeri dritëshkurtër. Sy dritëshkurtër.*
2. *fig.* Që nuk i gjykon dot thellë gjërat; që e shikon cekët një çështje a një problem; që nuk është i afte të parashikojë zhvillimin e ngjarjeve, që nuk i para-shikon dot pasojat e diçkaje, që nuk sheh larg; *kund.* largpamës. *Njeri (politikan) dritëshkurtër. Politikë dritëshkurtër. Qei)eri dritëshkurtër.*
3. *libr.* Që ndriçon për pak kohë; që nuk ndriçon shumë larg. *Fener (kandil) dritëshkurtër.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2 te mbiemrit (për njerëzit).
DRITËSHKURTËSI,~A . *libr.* 1. *mjek.* Të qenët dritëshkurtër; *kund.* dritëgjatësi.2. Të qenët i cekët në mendime e në gjykimin e gjërave; paaftësi për të parashikuar zhvillimin e ngjar-jeve a pasojat e diçkaje; *kund.* largpamësi.
DRITËSHUAR *mb.* Që i ka ikur drita e syve, që nuk sheh me, i verbër.
DRITËSHUMË *mb. libr.* Që ka dritë të forte, që bën shumë dritë; që ndriçon shumë larg; *kund.* dritë-pakë.
DRITËVENITUR *mb. libr.* Që e ka humbur forcën e dritës, që është zbehur ose po shuhet dalëngadalë, që ka dritë shumë të dobët. *Hëna dritëvenitur.*
DRITËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dritë e dobët, ndriçim i pakët. *Drilëz e mekur. Dritëz e kuqe. U ndez një dritëz.*
2. *krahm.* Pasqyrë. *Dukej si një dritëz.*
DRITËZBEHTË *mb. libr.* Që ka dritë të dobët, që ndriçon shumë pak, që ka dritë të zbehtë.
DRITORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dritare.
DRITHANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* DRITH-
NIK,~U.
DRITHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Drithëshitës.
DRITHË,~I TO. *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. 1. Prodhimi që japin të lashtat dhe misri. *Kokërr drithi. Hambar (depo, mullij drithi. Një thes me drithë. Pastrimi i drithit. Bluan drithin. Shitja (blerja) e drithit. Bënë shumë drithë.*
*2. kryes. sh. bot.* Bimë barishtore njëvjeçare (si griiri, misri etj.), që bëjnë kokrra të grumbulluara në[1] kalli, të cilat shërbejnë si ushqim për njerëzit e për kafshët; bimët e bukës. *Drithëra pranverore. Dri-thëra buke. Dëmtuesit e drithërave. Miza e drithërave. zool. Sharruesi i drithërave. zool. Shushunja e drithërave. zool. Tenja e drithërave. zool. Tokë për drithë. Mbjell me\ drithë. Korr drithërat.*
*k* Lcmë pa drithë (pa bereqet) *shih te* LËMË,~I. E pen drithë e miell *mospërf.* i ngatërron të gjitha gjërat, i bën lesh e li. Shiko drithin e jo thesin! *fj. u.* shilfo veprat e jo fialët, shiko punën e jo gunën.
DRITHËNGRËNËS,~E *mb. zool.* Që i ha ose i dërriton drithërat (për kandrra). *Kandërr drithëngrë-nëse.*
DRITHËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhegjendja sipas kuptimeve të foljeve DRITHËROJ, DRITHËROHEM.

2. Drithërimë. *Drithërim i lehtë. Psherëtiu me dri-thërim.*
DRITHËRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Të dri-dhura të Iehta të trupit nga të ftohtët etj., dridhmë. *Drithërimë e lehtë. Drithërima të shpeshta.*
2. *fig.* Tronditje a shqetësim, që vjen nga një ndje-një e forte; frikë e madhe; dridhmë. *Një drithërimë i rrëqethi shtatin.*
DRITHËRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë
a are e mbjellë me drithëra, vend me drithëra.
DRITHËROHEM *vetv.* 1. Me zënë të dridhura të Iehta, ndiej rrëqethje (ngatë ftohtët, nga një ndjenjë e forte etj.), dridhem, rrëqethem. *Drithërohej nga të ftohtët.*
2. *'fig.* Shqetësohem shumë për dike a për diçka, me dridhet zemra, kam frikë se mos pësojë gjë a se mos mbetem pa të; ndiej dhembje të thellë për dike,
përmallohem; vuaj shumë për dike a për diçka. *Drithërohej për djalin (për fëmijët).* 3. *Pës. e* DRITHËROJ 3.
DRITHËROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Me zënë të dridhura të Iehta, ndiej rrëqethje (nga të ftohtët, nga një ndjenjë e forte etj.), dridhem, rrëqethem. *Drithëronte nga ethet.*
2. *fig. shih* DRITHËROHEM 2. *Drithëron për djalin. Drithëronin për bukë (për kafshatën e gojes). I drithëron zemra (shpirti).*
3. *kal. fig.* E shqetësoj shumë dike, e fut në merak të madh; i fut dikujt frikë të madhe, i shtie dridhmat; bëj që të ndiejë një dhembje të thellë, e përmalloj; e bëj që të vuajë, e mundoj. *Krisma i drithëroi fëmijët. E drithëron malli (kujtimi) për të. E drithëronte at mendim.*
DRITHËRUES,~E *mb. 1.* Që të fut dridhmat, që të bën të dridhesh, që të rrëqeth (për të ftohtët, për një sëmundje etj.). *Erë drithëruese. Nate drithë-ruese.*
2. *fig.* Që bën të të dridhet zemra, që të drithëron. *Ndjeu një \>alë drithëruese në trup.*
DRITHËSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që shiste drithë, drithar.
DRITHNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Drithë-rishtë.
2. *kryes. sh.* Drithëra. *Drithnajat e arave.*
DRITHNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Koçek drithi; hambar për drithë. *E futën në drithnik.*
DRITHOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me drithin, që lidhet me drithin, i drithit; që jep a prodhon drithë. *Kulturat drithore.*
DRIZAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Zog me trup sa të mullenjës, në ngjyrë kafe të çelët, që e bën folenë nëpër driza.
DRIZARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj Ia-verdhëze e pyjeve a e kullotave, me degë të drejta e me push, me gjethe vezake e me majë të mprehtë, që bën lule të kuqe të vendosura dy e nga dy në një bisht të përbashkët dhe kokrra të kuqe gjatoshe.
DRIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre e ven-deve mesdhetare me degë të shtrembra e me shumë gjemba, me lëkurë në ngjyrë si të kuqe, me gjethe vezake të këmbyera, me lule të gjelbra në të verdhë, që mbin nëpër vende të papunuara, anes udhëve etj. dhe përdoret për gjerdhe; ferrëkuqe. *Vend me driza. Gardh me driza. Një krah me driza. Heq (pret) drizat. Zë shtegun me drizë. Ngeci tie një drizë.*
• " I vuri drizën (ferrën) *diçkaje shih te* FERRË, ~A. Ecën mbi driza bën diçka shumë të vështirë e të mundimshme, mban ferra lakuriq.
DRIZËRI,~A . Drizërishtë.
DRIZËRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me
driza, drizore. *U fut në një drizërishtë.*
DRIZOR E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Drizërishtë.
DROBIT *kal,* ~A, ~UR *krahin.* E lodh shumë dike, e këput, e rraskapit, e dërrmoj; e dobësoj shumë. *E drobiti sëmundja.*
DROBITEM *vetv. krahin.* Lodhem shumë, këputem, rraskapitem, dërrmqhem; me priten fuqitë, dobësohemshumë (nga sëmundjet, nga lodhja, nga pleqëria). *Drobiteshin në punë për bejlerët.*
DROBlTUR (i, e) *mb.* Shumë i lodhur, i këputur, i naskapitur, i dërrmuar; që i janë prerë fuqitë, i dobësuar shumë; i thyer nga pleqëria. *Plak i drobitur. Me trup të drobitur. E ndiente veten të drobitur.*
DROÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kokrrizë e një lënde që është piksur; dromcë, thërrime. *Drdçka gjalpi. Droçkë djathi. Hirrë (qumësht) me droçka.*
DftOGAMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri të cilit i është bërë ves përdorimi i drogave; narkoman.
DROGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *farm.* Lëndë kimike ose me prejardhje bimore etj., që përdoret për përgatitjen e barnave qetësues, gjumëdhënës etj. *Drogë mjekësore.*
2. Narkotik. *Ndalohet përdorimi i drogave. Blejnë (shesin) droga. la shkatërruan shëndetin drogat. Vdesin nga drogat.*
DROGOHEM *vet.,* ~OVA (u), ~UAR. Përdor shumë narkotikë dhe mësohem me ta, narkotizohem.
DROGUAR (i, e) *mb.* I narkotizuar.
DROJË,~A . Druajtje; frikë.
DROKTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Fshikartë.
2. Vjegjës.
•*k* Iu be buka drokth i mbeti buka në grykë, nuk i shkon buka, iu be buka lëmsh (komb) në grykë (nga një lajm i hidhur, nga një hall etj.).
DROMAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Dru që lidhet në nënbishten e samarit
DROMCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cope e vogël a grimcë e diçkaje që thërrmohet; thërrime. *Dromcë buke (djathi). Dromca duhani.*
DROMCOHET *vetv. 1.* Ndahet në copa shumë të vogla a në grimca, bëhet thërrime, thërrmohet. *Dtom-cohet buka (djathi). Dromcohet duhani.*
*1. Pës.e* DROMCOJ.
DROMCOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E ndaj n" copa shumë të vogla a në grimca, e bej thërrime, e thërrmoj. *E dramcoi bukën (djathin).*
DROP,~I *m. krahin.* Lloj ëmbëlsire që bëhet me bukë të thërrmuar, e cila skuqet me gjalpë dhe za-konisht përzihet me sheqer, me arra a me bajame. *Drop* i *ngrohtë. Drop me bajame. Ha drop.*
DROPULLlT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Dropulii ose ai që e ka prejardhjen nga Dropulli.
DROPULLJT,~E *mb.* Që lidhet me Dropullin ose me dropullitët, që është karakteristik për Dropullin ose për dropullitët, i Dropullit ose i dropullitëve; që është krijuar nga dropullitët *Grate (ajzat) dro-pullite. Këngë (valle) dropuUite. Veshje dropullite.*
DROPULLITÇE,~JA . Valle karakteristike që luhet në krahinën e Dropullit; valle që luhet sipas mënyrës së dropullitëve.

DROPULL,fTÇE *ndajf. bised.* Sipas mënyrës së dropullitëve, si e kanë zakon dropullitët. *Kërcen dropullitçe. Vishet dropullitçe.*

DROQE,~T . *yet. sh. orb.* Makarona shtëpie të prera në copa të shkurtra e të trasha; makarona që
nuk janë në trajtë shufre, po nëcopa me trajta e për-masa të ndryshme.

DROSHT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Shkurre e vogël me gjethe vezake, me lule të gjata në ngjyrë të bardhë ose të trendafiltë, që mbin vetiu nëpër py-je e në vende të that a dhe i ka farat në bishtajë.

DRU, ~RI *m. sh.* ~RË, ~RËT. 1. Bimë shumë-vjeçare me trung të trashë, të forte e me degë të shumta që dalin në një fare lartësie nga toka; pemë. *Dru i madh (i vogël, i lartë...). Dru i vjetër (i ri). Dru frutor (jofrutor). Dru i butë (i egër). Dru halor (gjethor). Dru zbukurues. Drurët e pyllit. Trungu i drurit. Rrë-njët (degët, gjethet, lëvorja, lëkura) e drurit. Mbjellja (rritja) e drurëve. Hipi në një dru.*

2. Lënda e forte nën lëvoren, që përbën pjesën kryesore të trungut e të degëve të trasha të këtyre bimëve; trungu dhe degët e tyre, që përdoren si lëndë ndërtimi ose për të bërë orendi, sende të ndryshme etj. *Dru i forte (i butë). Dru i bardhë (i kuqërremtë). Dru i kalbur. Dru i gdhendur. Dru pishe (arre, bushi). Lëndë druri. Tallash druri. Krevat (dollap) druri. Ndërtesë druri. Çekiç (varre) druri. Qymyr druri. Kombinati i drurit. Industria e drurit. Punimi i drurit. Prodtime druri. Punon me dru. Gdhend në dru.*

3. *bised.* Send a pjesë sendi që është bërë nga lënda e këtyre bimëve; cope nga trungu a nga degët e tyre. *Druri*i *qerres. Druriikrevatit. Druriidritares (iderës...). I vë drurin portës. Nguli dy drurë.*

4. *fig.* Njeri i trashë nga mendja; njeri i pagdhen-dur; gdhe. *Është dru. S"kupton (s'merr vesh) druri.*

5. *shih* DRU,~JA 1,2. *Luajti (valoi) druri* u rrahën keq.

U be drn (gur) a) *vet. veta III* u tha a u forcua shumë (diçka); b) ngriu nga të ftohtët; nuk ndien me asgjë, u mpi fare; c) u lig a u dobësua së tepërmi e u tha, u be shkop. Dru i kalbur *shih te* KALBUR (i, e). Dru 1 vjetër *shih te* VJETËR (i, e). I ra gurit e 4nirit *shih te* GUR,~I. Çau gur e dm *shih te* GUR,~I. I Atabset gurit e drurit *shih te* GUR,~I. Ha gur e dru *shih te* HA. S'bëhet lundra me dru marene . ". *shih te* MARENË,~A. S'pritet druri (lisi) me njëSpate (me një të rënë të sëpatës)y.u. *shih te* SËPA-TË,~A. Bezdis (mërzit) gur e dru *shih te* GUR,~I. Drri adreqet sa (kur) është i n)omë *fj. u.* duhet të kujdesemi për edukimin e njerëzve që kur jane të mitur e të rinj. Druri g j e n e a l o g j i k *shih te* GJENEALOGJK, ~E. Lesh druri *shih te* LESH,~I4.

DRU,~JA. *sh.* ~, ~TË. 1. Trung ose degë druri; pjesë e prerë nga trungu, nga degët ose nga rrënjët e drurëve a të pemëve, që përdoret për t'u djegur, për ndërtim etj. *Dru e thatë (e njomë). Dru të prera (të çara, të sharruara). Dru të holla (të trasha, të gjata, të shkurtra). Dru ahu (dushku, shkoze, lisi). Fusha e druve. Makina e druve. Stave drush. Një krah (një barrë) dru. Preu (çau) dru. Shkurtoi drutë. Ngarkon (shkarkon) drutë. V ndezën drutë. I hedh dru zjarrit.*

*2.* edhe *fig.* Shkop i trashë; hu, dajak, kopaçe. *Drunjtë e qerres. Drunjtë e gardhit. Ngtdi një dru. E rrah me dru. Hëngri një dru të mirë. Ai do dru. E do me dru. S"e përdor drunë. S"e njeh drunë, I dha (i hoqi) një dru. E shtroi (e ngordhi, e vdiq, e kalbi, e shqepi, e zhdëpi, e dendi) në dm. Sdur6n dru. I tregoi drunë dikujt* e kërcënoi dike, e frikësoi.

3. *shih* DRU,~RI 1,3,4. *Degët (rrënjët) e druse. S'merr vesh druja. I vari drunë derës.ir* Ha drn mundem fceq, humbas keqas (në një lojë, nii një ndeshje, në një hetejë etj.). I "Uia (i vuri) drarië *d i kujt shih te* JAP. S'i lagen dnitë *shih te* LAGEM. Mori (hëngri) një dru *shih te* MARR $_{24}$. S'i ben drutë *te* i;iata i bie shkurt, nuk e zgjat shumë (n je ç"ht je, një iv;i.de etj.); nuk ia zgjat shumë dikujt. I do drutë të sJikurira nuk i pclqcjnc fjalct e kota e li:cviKat, do që t bien shkurt e shkoqur. Ashto (kështu) i do mushka dr Jte *shih te* Ml SHK,'Ë,~A. I gjeti muslika drutë *"shih* ►I MUSHK P,~A. Ihodhi dm zjarrit e njeri me shu-*r?.·:* sherrin, bcri që mosmarrëveshjet e grind jet ntfër-r:ct dy vetavë a dy palëve të acarohen me shumë. Lag drutë me benzine *shih te* BENZINË,~A. I preu drutë Mikurt *me dike shih te* SHKURT. Kur shtie drutë, hap sjt"! *fi.u. sh;h te* SHTIE. Një dru e shtrembër rijcoii (pris'h) IIJithë stavëH . ". *shih te* STAYË,~A. )valë drush *shih te* KALË,~I.

DRUAJ *La!,* ~TA, ~TUR. 1. Kam frikë nga dikush a ngi Jis"ka, i trembem dikujt a diçkaje. *S'i druajmë luimqtë. S'c drtian të ftohtët. Mos druaj! Kush druan,*
*YUilIt )j. U.*

2. *j(tkal.* Druhem. *Druante t'"ia thoshte hapwr. Druante te udhëtonte nalën. Druante të futej në ujë.*

DRUAJTJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Frikë jo e ma-dhe që kemi nga dikush a nga diçka dhe që na bën të bicpemi ose të përmbahemi; ngurim që na vjen nga një fare frike a turpi, mungesë guximi dhe vetëveprimi. *pruaj'tja e fillimit. Nuk ka druajtje. Ka pak druajtje. Flet (kritikon) pa druajtje. Hyri me druajtje.*

DRl3AJTUR (i, e) *mb.* Që ka pak frikë nga dikush a nga diçka dhe stepet ose përmbahet; që ngurdn nga një fare turpi a frike, që i vjen zor dhe që nuk ka t:tlhe aq shumë guxim. *Djaië i druajtur. Vajzë e druajtur. Fëmijë i druajtur.*

DRUDH *kal.,* ~A, ~UR. E bëj thërrime, thërrmoj (bukën, djathin etj.).

DRCDHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Thërrime buke, diathi etj.; grimcë. *Drudhe buke (djathi). Mbledh (shkund) drudhet.*

2. *krahin.* Kokërr rrushi. *Drudhet e rrushit.*

3. *vjet.* Atom.

DRUDHET *vetv.* 1. Bëhet thërrime, thërrmohet (për bukën, djathin etj.). 2. *Pës. e* DRUDH.

DRUDHË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. sh.* Flokë si; nine të dredhur; kaçurrela.

*1. nërd. mb.* Shumë i dredhur, me kaçurrela (për f!"ktt). *Flokë drudhe. Lesh drudhë.*

DRUDHËZ,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Thë-rrime, drudhe. *Drudhëza buke (djathi).*

2. *krahin.* Mbeturina nga shkrirja e dhjamit të derrit, zhigla.

DRUESE *ndajf. krahin.* Ndoshta, mbase.

DRUFRUTOR,~E *mb.* Që ka të bëje a që lidhet me drurët frutorë; që u përket drurëve frutorë, i dru-rëve frutorë. *Fidanët drufrutori. Pasuria drufrutore.*

DRUGDHENDËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që merret me gdhendje në dru, mjeshtër i gdhendjes në dru.

DRCGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Bosht i vogël e i hollë prej druri, që mbledh fillin e tjerrë me furkë; sasia e fillit të tjerrë të leshit, të pambukut etj. që

mund të mblidhet në këtë bosht. *Drugë e lehtë (e rimle,. Rrotutla e drugës. Dredh drugën. Ka tjerrë dy druiia lesh.*

*1.* Vei'ël e drunjtë e avlëmendit, në trajtë vezake të zgjatuf. që mban gjepm ku është mbështjellë filli i ind;t; -;ov'jjkë, mëqik; masur.

3. *sh.h* FURKË,~$A_2$. *Vë leshin në drugë. Tjerr* me *drun'ï.*

4. *k,taiun.* Biga e llastikave për te vrarë zogj. • Mban një drugë *shih te* MBAJ.

DRUGËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Zvog. e* DRUGË, ~AJ.J.

DRUHEM *vetv. I.* Kam pak frikë, trembem nga dikush a nga diçka dhe stepem ose përmbahem; ngu-roj ngaqë kam një fare frike a turpi, me vjen zor nga dikush dhe nuk kam edhe aq shumë guxim për të thënë a për të bore diçka. *Druhet nga i ati (nga e ëma). Nuk druhet n?a shokët. Druhet t'i flasë. Druhet se mos e qortujnë.*

2. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Kam frikë, trembem, tutem. *Nuk i druhet armikut. Nuk i druhet punës.*

3. Dyshoj për dike a për diçka. *Druhem se mos është* i *biri.*

DRUJUBË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre e lartë, me degë të shumta të mbuluara me push, me gjethe në trajtën e veshkës, me lule ngjyrëvjollcë, që mbillet nëpër parqe si bimë zbukuruese.

DRUNAKUQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* ZogëL

DRUNGRËNËS,~E *mb. zool.* 1. Që ha drurin e pemëve dhe e bën vrima-vrima, që bren drurët (për disa kandrra e vemje).

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Kandërr a vemje drungrënëse.

DRUNlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me drurë.

DRUNOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. Drunjë-zohet.

DRUNOR,~E *mb.* 1. Që ka trung të drunjtë ose që e ka kërcellin të drunjëzuar. *Bimët drunore. Fidanët drunorë. Llojet drunore.*

*2.* Drusor. *Lëndë drunore. Material drunor.*

DRUNJËZIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes DRUNJËZOHET. *Drunjëzimi i kërcellit (i degëve, i rrënjëve). Drunjëzimi i bar it. Drunjëzimi i panxharit (i karotave). Drunjëzimi i boçeve.*

DRUNJËZOHET *vetv.,* ~UA (n), ~UAR. Kthe-het në dru, bëhet i drunjtë; merr trajtën e një druri a të një peme; fiton cilësitë e drurit, bëhet i forte si dru (kërcelli, dega, rrënja etj.). *Drunjëzohen degët (rrënjët). Drunjëzohet kërcelli (boçja, fryti). Drunjë-zohet bari. Drunjëzohet kallami. Drunjëzohet panxhari (karota). Drunjëzohen bimët.*

DRUNJËZUAR (l,e) *mb.* Që është kthyer në dru, që është bërë i drunjtë; që ka fituar cilësitë e drurit, që është bërë i forte si dru (për kërcellin, degët, rrë-njën etj.). *Degë e drunjëzuar. Pjesa e drunjëzuar. Kër-cell* i *drunjëzuar. Fryt i drunjëzuar. Bar i drunjëzuar. Është gjysmëi drunjëzuar.*

DRUNJTË (I, e) *mb.* 1. QË është bërë prej druri.*Luge (kupë) e drunjtë. Shkallë (derë, urë) e drunjtë. Bisht i drunjtë. Parmendë e drunjtë.*

2. Që ka cilësitë e drurit, që përbëhet nga lëndë druri. *Kërcell i drunjtë. Pjesa e drunjtë e kërcellit.*

DRUPRERËS,~I *m. sh.* ~, ~IT-i6r. Ai që pret dru, druvar.

DRUPUNCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me punimin e drurit; ai që bën a përgatit sende prej druri.

DRURRYELL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *bot.* Shkurre e lartë, me degë të buta, me lule të verdha e të mble-dhura në trajtë ombrelle dhe me gjethe të zgjatura si heshta e të grumbulluara me shumë në majat e de-gëve, të cilat përmbajnë një lëng të bardhë si qumësht.

DRUSIM,~I *m.* Drunjëzim. *Drusimi i bimëve. Drusimi i degëve.*

DRUSOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. Drunjë-zohet. *Drusohen bimët. Drusohen degët (kërcejtë, rrënjët).*

DRUSOR,~E *mb.* 1. Që është dru; që ka të bëjë me drurin a me drurët. *Lënda drusore. Pasuria drusore.* 2. Drunor. *Bimë drusore.* DRUSUAR (i, e) *mb.* I drunjëzuar.

DRUSHITËS,~I wt. *sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që shiste dru.

DRUSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shtyllë druri e hollë që shërbert për të mbajtur diçka ose si mbësh-tetëse; dru i hollë dhe i gjatë, i vendosur në disa vegla gjimnastikore; hu. *Drushtë telefoni (elektriku). Drushtë kërcimi. sport. Drushtat e volejbollit. sport. Drushtat e paraleles (e shkallëve suedeze). sport. Drushtë për ngjitje. Kapet (mbështetet) në drushtë.*

2. Trung peme a druri.

DRUVAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që pret e can dru për zjarr.

DRY,~NI *m. sh.* ~NA, ~NAT. 1. Mjet prej me-tali, me trajta e me përmasa të ndryshme, me një hallkë të harkuar, që hapet e mbyllet me çelës dhe shërben për të mbyllur një derë, një dollap, një arkë etj.; kyç varës. *Dry i madh (i vogël). Mbyll drynin. Hap (çel) drynin. Mbyll me dry. I vuri drynin* e mbylli me dry, e kyçi.

2. *krahin.* Shuli i derës.

3. *fig.* Njeri i mbyllur në vetvete, që i mban të fshe-hura mendimet e.dëshirat; njeri që nuk nxjerr asnjë fjalë nga goja. *Është dry. U be dry.*

Arkë e dry *shih tek* ARKË,~A. I vuri drynin (kyçin) gojës *shih te* KYÇ,~I. I vuri drynin (kyçin, çelësin) shtëpisë *shih te* KYÇ~I. I vuri drynin (kyçin, çelësin) *diçkaje shih te* KYÇ,~I.

DRYDHËT (i, e) *mb.* Që punohet lehtë me daltë a me zdrukth, i butë (për drunë). *Dru i drydhët.*

DUA,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. *fet.* Lutje drejtuar zotit, qe bëhet nga hoxha në xhami; lutje që i bën hoxha zotit gjoja për të shëruar një të sëmurë, për të larguar një të keqe etj.; letër ku shkruhet kjo lutje dhe që mbahet si nuske (në vendet ku vepron feja myslimane). *Bënte dua. Këndonte duanë. Shkroi një dua.*

2. *bised., vjet.* Lutje. *Bëj dua* lutem.

*~k* Ha bukën e mikut e bën duanë e armikut thuhet kur dikush punon për kundërshtarjn ose armikun e atij që e mban, e ushqen a e mbron.

DUA *kal.,* DESHA, DASHUR. 1. Kam një ndje-një dashurie, miqësie e dhembshuri për dike a për diçka, e dëshiroj me gjithë zemër, është i shtrenjtë a i vyer për mua; *kund.* urrej. *Dua Atdheun (popullin, vendin, fshatin, vendlindjen). Dua Partinë. Dua nënën (babanë, vëllanë, motrën, fëmijët). Dua shokun (mikun). E dua me gjithë zemër (me shpirt). E dua shumë'. S'e do gjëkundi. E dua si sytë e ballit (si dritën e syve). E do si prushin (si zjarrin) në gji (si kripën në sy). iron,* nuk e do fare.

2. Kam dashuri për një njeri të seksit tjetër, e dashuroj. *Do një Vajzë. Do një djalë. E donte shumë (si i marrë). E duan njëri-tjetrin.*

3. Me pëlqen shumë diçka, ma ka ënda, e kam qejf; me tërheq shumë diçka, kam dëshirë të merrem me të. *E do*

*natyrën (detin). E dua punën. E dua shkencën (sportin, muzikën).*
4. Dëshiroj të kem diçka qe me mungon, për të cilën kam edhe nevojë, dëshiroj të plotësoj një kër-kesë timen; kërkoj të kem ose të bëj diçka; kam dëshirë; me pëlqen. *Duapunë. Duapak bukë (pak ujë...). Do muhabet. Dua fjalën* dua të flas. Ma *do zemra (shpirti)* dëshiroj me gjithë zemër (me gjithë shpirt). *Ma do qejfi* kam qejf, me pëlqen. *Ç'lë të dojë zemra. Kur (si) të me dojë qejfi. Si të duash. Dua të shkruaj (të lexoj, të këndoj). Dua të ha (të pi). Dua të punoj (të shëtit). Donte të martohej. Dua të pushoj (të çlo-dhem, të prehem). Dua të njihem. Duan të bashkohen. Duan t'i përçajnë (të mbjellin grindje). Duan të çli-rojnë vendin. Dua të di (të gjej, të zbuloj) të vërtetën. Duan të hapin një shkollë. Nuk duan të largohen. Ku do ta nxjerrësh? Dua të të kujtoj një gjë. Ç'doni të thoni me këtë? Çfarë do? Do e thua ashtu* ashtu të pëlqen ty të flasësh. *Do të jetojë i lire. Bëri si deshi. Ku të duash shko. Kur të duash. Si të duash* si të kesh qejf. *Në çdo ore që të doni.*
5. I dëshiroj diçka dikujt; i uroj diçka. *dua të mirën. Nuk ia donte të keqen. Të dua të bëhesh i mbarë!*
6. Pranoj me qejf a me dëshirë, dëshiroj. *A doni miq ? Po të doni (në qoftë se doni), mund të vini me ne. Vetë nuk deshi.*
7. Kam nevojë të madhe për dike a për diçka, me lipset, është i domosdoshëm a i nevojshëm për mua; e kërkoj patjetër dike a diçka. *sëmuri do qetësi. Bitna do ajër (dritë). Toka do ujë (pleh). Të lashtat duan shi. Do krahë të forte kazma. Do kujdes të madh (kohë, mundim) kjo punë. Ç'i do ata. S'ke ç'e do. Shkalla e lartë do këmbë të forta. fj.u.*
8. Thërres dike, e ftoj të vijë tek unë; kërkoj të me paraqitet (për një punë, për një çështje etj.). *Të do babai. E donte përgjegjësi (drejtori). Të donte një shok (një mik...). E duan të vijë këtu (të paraqitet menjëherë).*
9. *vet. teta III.* E kërkon patjetër, e lyp medoemos, është në dobi a në të mirë të dikujt a të diçkaje, është në përputhje me diçka. *E do puna* është për të mirën e punës. *E do nevoja* është e nevojshme. *E do zakoni* është në përputhje me zakonin. *Ma do puna* jam i de-tyruar te veproj a të sillem në këtë mënyrë. Si *e do radha* ashtu si duhet. Si *ta dojë rruga* si të jetë nevoja, si të jetë me mirë.
10. *bised.* Me pëlqen, me është bërë shprehi a zakon, jam mësuar që ndaj meje të sillen a të veprojnë në një mënyrë të caktuar, duhet a është e nevojshme tëme trajtojnë në një mënyrë të caktuar. *E duan më të mirë (me të butë, më të keq). E do me kobure (me revole) kokës (me kërbaç). E do me thumb. E do me mykë kokës.*
11. *kryes. veta III.* E ka hak diçka, e meriton, e kërkon vetë. *Do dm (dajak). Do plumbin ballit. Derri do plumb, fj.u. Ajo kokë atë feste do. fj.u.*
12. *bised.* Kërkoj një shumë a çmim të caktuar për një mall. *Sa do për një cope? Donte shtrenjtë.*
13. *pavet.* Duhet (përpara një pjesoreje). *Do bërë (do ndrequr). Do pare. Do pyetur. Do thënë troç.*
14. *pavet.* Duhet, është e domosdoshme, është e nevojshme. *Do edhe dy javë të dale dimri. Do edhe ca ditë të piqet rrushi.*
*i(* Ç'e do s'ka vlerë a dobi. sa para bën. Sa të duash pa masë, boll, shumë. Aq (kaq) dua! *shih tek* AQ. Këtu të dua! në këtë fjalë qëndro!, mos e ndërro bi-sedën!; me ke dale në shteg. Dua s'dua pavarësisht nga vullneti im ose nga dëshirat e mia. Nuk do t'ia dijë *shih te* DI $_7$. S'do fjalë (pa fjalë) *shih te* FJALË, ~A. I do në gojë *keq. shih te* GOJ;Ë,~A. la do hun-da *diçka shih te* HUNDË,~A. Ma dp mendja be-soj, kujtoj. S'do mend *shih te* MEND,~TË. E do qof-te *shih te* QOFTE,~JA. S'e deshi veten (të gjallët) a) u turpërua shumë, u prek pa masë në seder; b) u mërzit, u pikëllua pa masë. E do (e kërkon) si bre-shka gozhdën *shih te* BRESHKË,~A. Do bukë mbi pogaçe *shih te* POGAÇE,~JA. E do si djalin e shem-rës *iron, shih te* SHEMËR,~RA. I do drutë të shkur-tra *shih te* DRU,~JA. E do si kau kashtën *iron, shih te* KA,~U. E do si kripën në sy *dike iron, shih te* KRIPË,~A. Do edhe Muçoja kafe *tall, shih te* KA-FE,~JA. Shpatullat duan këmbë *fj. u. shih te* SHPA-TULL,~A. Ashtu (kështu) i do mushka drutë *shih te* MUSHKË,~A. la do buza, por s'e lë hunda *shih te* LË. Fshati që duket s'do kaliauz ;. *u. shih te* FSHAT,~I. Do të dijë ku e ka pleshti syrin *shih te* PLESHT,~I.

DUAJ,~T *m. vet. sh.* Disa dorëza gruri ose të lashta të tjera, të korrura e të lidhura së bashku. *Duaj gruri (prizi, tërshëre, elbi, thekre). I lidh (i bërt) duaj. Lidh (shtrëngoj, ngre) duajt.*

DUAJLIDHËS,~E *mb.* 1. Që lidh në duaj grurin a të lashtat e tjera pasi korren. *Makinë duajlidhëse.*
*2. si em.* ~E, ~JA *. sh.* —E, ^~ET. Makinë duajlidhëse ose grua a vajzë që merret me lidhjen e duajve pas korrjes.

DUALlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *filoz.* Ithtar a për-
krahës i dualizmit.

DUALIST,~E *mb.* 1. *filoz.* Që ka të bëjë me dua-lizmin ose me dualistin, që i përket dualizmit ose dua-Jistit; që mbështetet në dualizëm. *Teori dualiste. Fi-lozofi dualiste.*
*2. hist.* Që është ndertuar e vepron sipas parimeve e synimeve të dualizmit si sistem borgjez i qeverisjes së shteteve shumëkombëshe. *Siitet dualist. Monarki dualiste.*

DUALIZËM,~MI *m.* 1. *filoz.* Doktrinë filozofike, e cila pohon se gjoja bota e të gjitha dukuritë e kanë burimin e tyre te dy baza fillestare të pavarura, që mohojnë njera-tjetrën (te materia e ideja, te qenia e ndërgjegjja) dhe përpiqet të pajtojë kështu materializ-min me idealizmin; kuptimi i botës sipas kesaj filo-zofle; *kund.* monizëm.
2. *libr.* Qenia e dy gjërave, e dy cilësive a e dy anëve
të ndryshme, që bien ndesh njëra me tjetrën ose kun-dërshtojnë njëra-tjetrën. *Dualizëm i papajtueshëm. Dualizmi i një personazhi (i një figure artistike).*
3. *fet.* Besimi se ekzistojnë dy baza fillestare — e mira dhe e keqja, drita dhe errësira, trupi dhe shpirti, tokësorja dhe qiellorja.
4. *hist.* Sistem borgjez i qeverisjes në shtetet shumëkombëshe, ku klasat shfrytëzuese të dy kombeve më të mëdha e të privilegjuara bashkohen nën pushtetin e një monarku të vetëm e veprojnë në mënyrë mjaft të pavarur për të shtypur me lehtë kombësitë e tjera dhe të gjitha masat punonjëse. *Dualizëm monarkik. Dualizmi austro-hungarez.*

DUARARTË *mb.^Që.* është mjeshtër i zoti në një punë, që nxjerr nga duart punime të një cilësie të lartë; që i zë dora çdo gjë, që i jepet për çdo punë. *Mjeshtër (punëtor, ndërtues) duarartë. Vajzat tona duararta.*

DUARBOSH *ndajf.* 1. Pa ndonjë dhuratë në do-rë, pa gjë; duarzbrazur. *U kthye (erdhi, doli, shkoi) duarbosh. Mbetet duarbosh. E nxori duarbosh.*

2. *fig.* Pa mbaruar punë, pa ia arritur synimit a qëllimit; duarzbrazur. *U kthyen duarbosh. Dolën (u largiian) duarbosh.*

DUAR-DUAR *ndajf.* 1. Jo në të njëjtën kohë, jo menjëherë, here pas here; pjese-pjesë e sipas një radhe të caktuar. *E dorëzuan veprën duar-duar.*

*2.* Grumbuj-grumbuj. *Të konurat i bënë duar-duar.*

3. Me shenja a ndryshime të tilla që bien në sy menjëherë; diku me mire e diku me keq, jo njëlloj, jo në mënyrë të njejtë. *E ka bërë duar-duar. E leu shtëpinë duar-duar.*

DUARFLORl *mb.* Duarartë. *Mjeshtër duarflori.*

DUARKRYQ *ndajf.* 1. Me duar të kryqëzuara përpara, me duar kryq; duarlidhur. *Rrinte (qëndronte) duarkryq.*

2. *fig.* Pa bërë asgjë, pa vepruar; pa u marrë me asnjë punë, pa punë; duarlidhur. *Rri (qëndron) duarkryq. Mbeti duarkryq.*

DUARLARË *mb.* I pafajshëm, që nuk është për-zier në një punë të keqe, në një ngatërresë etj., i larë. *Është duarlarë. E nxorën duarlarë. Doli duarlarë.*

DUARLARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë prej qeramike, porcelani a çimentoje, e vendosur nën një çezmë në një qoshe të dhomës, të kuzhinës etj., ku lajnë duart e fytyrën.

DUARLIDHUR *ndajf. 1.* Me duar të lidhura a të kryqëzuara përpara; duarkryq. *Rri (qëndron) duarlidhur.*

2. Me duar të lidhura me litar a me pranga. *E morën (e shpunë) duarlidhur.*

3. *fig.* Pa bërë asgjë, pa vepruar: pa u marrë me asnjë punë, pa punë; duarkryq. *Rri (qëndron) duarlidhur.*

DUARMPIRË *mb.* Që i ka duart si të mpira, që rri pa bërë asgjë, pa vepruar.

DUARNGRIRË *mb.* Që rri me duar si të ngrira, që nuk është i shkathët nga duart; i plogët.

DUARNXlRË *mb.* Që i janë nxirë duart, që i ka duart të nxira (nga thëllimi etj.).

DUARPLOT *ndajf.* 1. Me dhurata në duar, me plot të mira në duar. *Vinin duarplot.*2. *fig.* Me bollëk; me suksese, me arritje të mëdha. *E presin 1 Majin duarplot.*

DUARSHKATHËT *mb.* Që është i shkathët nga duart, qe punon mirë e me shkathtësi. *Vajzë (djatë) duarshkathët.*

DUARTROKAS *kal.* dhe *jokal,* ~ITA, ~ITUR.

1. Përplas duart në shen^ë miratimi, gëzimi etj. ose për të përshëndetur a për të përgëzuar dike. *Duar-trokitën udhëheqësit. Duartrokitën artistët tone (shfaq-jen). Duartrokitën për Partinë. Duartrokitën gjatë. Duartrokasin e brohorasin.*

*2. fig.* Miratoj dhe përshëndet me gëzim një ngjarje të madhe, një vendim të rëndësishëm etj. *Duartrokitën shpalljen e Republikës (Kushtetutën e re).*

DUARTROKITEM. *Pës. e* DUARTROKAS.

DUARTROKITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Përplasje e duarve për të shprehur miratim, gëzim etj. për diçka ose për të përshëndetur a për të përgëzuar dike. *Duar-trokitje të fuqishme. Shpërthyen duartrokitje. E pritën (e përshëndetën) me duartrokitje e me brohoritje.*

DUARTHARË *mb.* 1. Që i mungon shkathtësia e shpejtësia në punë, që punon shumë ngadalë e që i shpëtojnë gjërat nga duart, i mefshtë; që nuk i jepet fare për punë, që ia përton punës; *mallk.* që iu thaf-shin duart. *Qenka duartharë.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ku e bën dot ai duarthari.*

DUARTHATË *mb.* Duartharë.

DUARTHATË *ndajf.* 1. Pa pasur asgjë në duar; pa sjellë ndonjë dhuratë; duarbosh, duarzbrazur. *Erdhi (shkoi) duarthatë. Mbeti duarthatë. E nxorën (e lane) duart hale.*

*2. fig.* Pa mbaruar punë, pa ia arritur synimit a qëllimit, duarbosh. *V kthyen duarthatë. Ik.it duarthatë.*

DUARZBRAZËT *ndajf.* Duarbosh. DUARZBRAZUR *ndajf.* Duarbosh.

DUBLIKATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zyrt.* Kopje e dytë e një dokumenti zyrtar, që ka fuqinë juridike të origjinalit. *Dublikata e diplomës. Mori një dublikatë. I lëshoi dublikatë.*

DUBLlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DUBLOJ, DUBLOHEM. *Du~ blimi i roleve. Dublimi i një filmi. Bëri dublimin.*

DUBLOHEM *libr. Pës. e* DUBLOJ.

DUBLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Bëj të njëjtën gjë për here të dytë; kryej krahas me dike një punë të njëjtë ose të ngjashme; ndihmoj a zë-vendësoj dike në një punë. *Dubluan hartal. Dubloi punën. Dublon mjeshtrin. Dubton një organ tjetër.*

*2. teatër.* Përgatit e luaj rolin e një aktori tjetër, që është kryesori, zëvendësoj aktorin e pare. *Dubloi rolin kryesor. Kush e dublon ?*

3. *sport.* Kaloj nga vija e dytë e fushës në vendin e lojtarit të vijës së pare, kur ai kërcen te rrjeta për t'i bërë bllok kundërshtarit (në lojën e volejbollit).

4. *kinem.* Regjistroj tekstin e një filmi të përkthyer në një gjuhë tjetër. *Dubloi një film. Dublon zërin e...*

DUBLUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* 1. Ai që bën një punë të njëjtë a të ngjashme krahas me dike tjetër;

ai që qëndron pranë dikujt dhe e ndihmon a e zëven-deson në të njëjtën punë. *E çuan si dublues.*

2. *teatër.* Aktor që ka përgatitur dhe luan rolin e një tjetri, i cili është kryesori; ai që zëvendëson aktorin e pare.

3. *sport.* Lojtar i vijës së dytë që dublon lojtarin e vijës së parë (në lojën e volejbollit).

4. *kinem.* Aktor që regjistron me zërin e vet tekstin e një filmi të përkthyer në një gjuhë tjetër.

DUDË,~A i . *zakon. sh.* ~A, ~AT *anal.* Trysat.

DUDË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Man i zi; kokërr mani shumë e pjekur dhe e butë, që bie vetë në tokë.

DUDËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Ai që ka mbetur fare pa dhëmbë; plak pa dhëmbë. 2. *si mb.* ~, —E. Dhëmbërënë.

DUDI,~A. *sh.* ~, ~TË.l. *zool.* Kumri. *Këndon dudia.*

*2. fig~. bised.* Vajzë a grua shumë e bukur e tërheqëse. *Mos na qaj nuse dudia. kr. pop. Shkon dudia e me gojë s'uflet. kr. pop.*

3. *vjet.* Përdorej për t'iu drejtuar me nderim grave myslimane të shkuara në moshë; zonjë. *Kërkonin hanko dudinë.*

DUDUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pipëz a zamare e bërë me lëvore shelgu ose me rabush qepe. *Bëri një duduk. I fryn (i bie) dudukut.*

2. Rabushi I qepës.

3. *fig. shar.* Njeri pa mend në kokë, njeri i lehtë; njeri i trashë nga mendja.

DUDUM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *përb., vjet.* Hall-dup. *Dudumët anadollakë.*

2. *shar.* Njeri i trashë nga mendja, njeri i humbur e budalla, leshko. *Ik, ore dudum!*

DUEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* DYLUFTIM,~I. *Duel me shpatë (me armë). Duel me fjalë. Duel artile-rie.*

*Rregullat (kushtet) e duelit. Bënë duel. E ftoi* (e *thirri) në duel.*
DUET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *muz.* 1. Pjesë muzi-kore për dy vegla ose për dy zëra, që kanë vija melo-dike kryesisht me vete. *Duet për piano dhe violinë. Kënduan së bashku një duet.*
*2.* Grup i përbërë prej dy muzikantësh ose prej dy këngëtarësh. *Këndon dueti.*
3. *përd. ndajf.* Bashkë me një tjetër, me dy zëra. *Këndojnë duet.*
DUF,~I *m.* 1. Zemërim i madh, që i është mbledhur dikujt prej një kohe të gjatë dhe që shpërthen; vale' zemërimi a inati. *Nxori (shfreu) dufin.*
*2.* Ndjenjë e forte (dëshirë, brengë, mall etj.), që e mundon dike prej kohësh. *Dufi i zemrës. Dufi i dashurisë.*
DUFOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Zemërohem shumë, mbushem me duf.
DUHAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Tufan i forte, stuhi e madhe.
2. *mit.* Qenie mitologjike, e përfytyruar si një ku-çedër me bisht të gjatë, që villte tym nga goja.
DUHAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare, me kërcell të trashë e të lartë dhe me gjethe të gjera, të cilat përmbajnë nikotinë dhe kanë shije të hidhur. *Duhan i shkurtër (i gjatë). Duhan i bardhë. Duhan gërxhall. Duhan gjethemadh (gjethevogël). Duhan vjeshtak. Duhan vendi. Duhan plepi. bot.* lloj duhani që e ka gjethen si të plepit. *Gjethe (lule, kërcell^ fare, rasat) duhani. Lehe duhani. Llojet e duharteve. Vrugu i duhanit. Hiri i duhanit. Brumbulli (bubwreci) i duhanit. zool.*
2. Gjethe të kësaj bime, të thara e të grira hollë, që përdoren për të bërë cigare ose për t'u pirë me llullë. *Duhan i forte (i butë). Duhan i keq. Duhan i tharë (igrirë, i pagrirë). Duhan çibuku. Kuti (qese) duhani. Tym duhani. Përpunimi (fermentimi) i duhanit. Vargje (denga) me duhan. Than (grin) duhan. E mësoi duhanin* filloi të pijë duhan. *Pi duhan. E la duhanin* nuk pi me duhan. *Ndalohet duhani!*
3. *bised.* Cigare. *Tavëll duhani. Dredh (ndez) një duhan. U dha nga një duhan.*
• Të var në qese të duhanit *shih te* QESE,~JA. Nuk ta prish tymin e duhanit *shih te* PRISH. D u-h a n i e g ë r *bot.* madërgonë. Zjarri i duha-n i ^ (zjarri i egër) *bot. shih te* ZJARR,~I.
DUHANGRIRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që grin duIian, ai që merret me grirjen e duhanit.
DUHANlSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Are ose ngastër e mbjellë me duhan, duhanor. *Duhanishte e inadhe. Punon në duhanishte.*
2J. Kërcell duhani që mbetet në are, pas! i këputen a i yilen gjethet.
DUHANOR,~E *mb.* Që është mbjellë me duhan; që 'është i përshtatshëm për t'u mbjellë me duhan, që *'p* ben mirë duhanin; që mbjell duhan në një sj-përfaqe mjaft të madhe toke. *Tokë (fushë) duhano-re. \Zonë duhanore. Brez duhanor. Rreth duhanor.*
DUHANORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Duhanishte; lehe me duhan.
DUHANSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Shitës duhani e cigaresh, cigareshitës.
DUHANTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dyqan ku shiten duhan dhe cigare. 2. *vjet.* Punishte duhani.
DUHANXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *vjet.* Duhanshitës, cigareshitës.
2. *bised.* Ai që është mësuar të pijë duhan. *Është dahanxhi i madh.*
DUHEM *vetv.* 1. Dua dike dhe ai me do mua, me lidh më të një ndjenjë dashurie, miqësie e dhembshurie; e kam dhe me ka njeri të dashur a të shtrenjtë, shok a mik të ngushtë. *Duhen shumë me njëra-tjetrën. Du-heshin si vëllezër (si motra).*
2. Bie në dashuri me një njeri të seksit tjetër, da-shurohem. *Duhej me një vajzë. Duhej me një djalë. Duheshin prej shumë kohësh. U deshën dhe u martuan.*
3. *\kryes. veta HI.* Është i nevojshëm, nevojitet; kërkohet; hyn në punë për diçka, shërben, vlen. *Du-het punë (qetësi, kujdes). Duhet shi (pleh, ajër). Du-het një njeri i aftë. I duheshin ca të holla. U duhen vegla puneI U desh shumë kohë. A duhem me këtu unë? Ç'ndih-më kuhet? S'kanë ç'na duhen fjalët.*
4. *pavet.* Përdoret si folje gjysmëndihmëse me Vlerë modale përpara një foljeje në lidhore a përpara pje-
sores për ta paraqitur si të detyrueshme, si të nevoj-shme, si të domosdoshme atë që shpreh folja. *Duhet mbaruar shpejt. Duhet thënë se... Duhet ta bëjmë patjetër. Duhet të arrijmë sot. Duhet të ngulim këmbë.*
5. *pavet.* Përdoret si folje gjysmëndihmëse me vlerë modale përpara një foljeje në lidhore a përpara pje-sores, me kuptimin “ka shumë mundësi, ka shumë të ngjarë, mundet”. *Duhet të jetë shkruar para shumë kohësh. Duhet të ketë qenë edhe ai. Duhet ta ketë kup-tuar.*
6. *Pës. e* DUA i,$_2$.
•*k* Aq (kaq) sa duhet në masën a në shkallën e duhur, pa teprime e zvogëlime, aq sa është e nevojshme a sa kërkohet. Ashtu si duhet pa të meta e gabime, ashtu si kërkohet, mirë. Ç'i duhet atij? pse përzihet ai në këtë punë?, ç'i hyn në punë atij? S'ka ç'të duhet (kjo punë)! nuk të takon, nuk të përket ty kjo punë, mos u merr me këtë punë!
DUHl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Furtunë, stuhi, shtrën-gatë.
2. *fig.* Vrull i fuqishëm. *Sulet me duhi.*
3. *përd. mb. fig.* I forte, i fuqishëm. *Trim duhi. •k* Kush mbjell duhi, korr breshër e shi *fj. u.* kush
mbjell erën, korr furtunën.
DUHISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka erë të forte e të vrullshme, që është me duhi; i stuhishëm. *Mot i duhishëm.*
DUHMË,~A. 1. Erë e keqe a e rëndë që të shpon hundët dhe të zë frymën. *Duhma e rakisë. Duhma e frymës (e gojës). Duhmë plehu. Duhma e gjakut. Duhma e moçalit.*
2. Vrulli i erës; duhi.
3. Ufëm; zagushi. *Ka duhmë.*
DUHUR(i, e) *mb. 1.* Që është i nevojshëm a i do-mosdoshëm, që kërkohet patjetër, që duhet; që hyn në punë a shërben për diçka. *Veglat (mjetet) e duhur a. Masat (përgatitjet) e duhura.*
2. Që është në trajtën, në sasinë a në cilësinë që kërkohet; që është ose që bëhet ashtu si duhet, kur duhet a ku duhet; që i plotëson kerkesat, nevojat, kushtet etj. për diçka; i përshtatshëm. *Sasia (cilësia) e duhur. Në vendin (në kohën) e duhur. Në lartësinë (në shkallën) e duhur. Në trajtën e duhur. Ka arsimin e duhur. Tregojnë kujdesin e duhur.*

DUJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pemë e pjekur tepër, e zbutur dhe e squllët; pemë e ndulkët. *Nuk i pëlqejnë dujkat.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dardhë (go-rricë) dujkë.*
DUK m. *bised.* Vlerë, dobi. *Punë me (pa) duk. Ka duk diçka* rron a zgjat shumë; nuk mbarohet a nuk prishet shpejt. *STi kanë duk rrobat* s'i rrojnë gjatë rrobat, s'i ruan mirë rrobat. *S'i ka duk puna* s'nxjerr gjë në shesh me punën që bën, s'arrin asnje përfundim. S'i *ka dukfjala* s'i shkon, s'i dëgjohet, s'i zë vend fjala.
DUKAGJlN,~I *nt.* Musht rrushi pak i athët; musht që sapo ka nisur të tharbëtohet. *Pi dukagjin. Mbushi një gotë me dukagjin.*
DUKAGJINAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës nga Dukagjini ose ai që e ka prejardhjen nga Duka-gjini.DUKAGJINAS,~E *mb.* Që lidhet me Dukagjinin ose me dukagjinasit, që është karakteristik për Dukagjinin ose për dukagjinasit, i Dukagjinit ose i du-kagjinasve; që është krijuar nga dukagjinasit. *Grua (vajzë) dukagjinase. Veshje dukagjinase. Këngë (valle) dukagjinase.*
DUKAL,~E *mb.* Që ka të bëjë a që lidhet me dukën; që i përket dukës, i dukës. *Pallati dukal. Kurorë dukale.*
DUKAT,~I *in. sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Monedhë e vjetër prej argjendi dhe me vonë prej ari, që përdo-rej në disa vende të Evropës Perëndimore.
2. *vjet.* Ar. *Shpatë prej dukdti.*
DUKATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* Shtet feudal a krahinë që sundohej e qeverisej nga një dukë; pro-nat, zotërimet e një duke.
DUKE jy, Pjesëz që vihet përpara pjesores për të formuar përcjelloren e Colјeve. *Shk.on.te duke kënduar. E holloi duke e fërkuar me lime. Duke pasur parasysh se...*
DUKEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Jam në një vend ku mund të me shohin të tjerët, shihem, dallohem. *Duket mali (fusha, qyteti, fshati). Duken dritat. Dukej mirë (qartë). Duket nga lart. Sa mezi duket. Fshihu se dukesh!*
2. Shfaqem përpara syve të dikujt, dal në një vend ku me rrok syri i dikujt a ku vihem re mirë nga dikush, shfaqem; *kund.* zhdukem. *U duk dielli (hëna). V dukën re të zeza. V dukën dy njerëz. U duk. atje tej. U duk në horizont. Nuk u duk gjëkundi.*
3. *bised.* Shkoj diku për të parë a për të takuar dike. *Dukej rrallë nga këto anë. Duku nga shtëpia! Mos u duk me këtej!*
4. Lë një përshtypje a krijoj një ide të caktuar te të tjerët; lë një përshtypje a krijoj një ide tjetër, jo të saktë ose të gabuar, lë përshtypjen sikur jam i tillë, shfaqem si...; shëmbëllej me dike a me diçka. *Duket i ri (plak, i shëndoslië, i sëmurë, i lodhur, i gëzuar, i hidhëruar, i lumtur). Duket si i përdorur. Duket si i vëllai (si e motra). Si të duket? Kushedi* p'l *duket ve-tja* vlerëson shumë veten, mbahet më të madh.
5. *vet. veta 111 (zakonisht me një trajtë të shkurtër të përemrit vet or në r. dhanore).* Kam një mendim, një ide ose një përshtypje të caktuar për dike a për diçka; kujtoj se është kështu ose ashtu, me ngjan, me bëhet sikur, pandeh. *Me duket i drejtë (i padrejtë). M'u duk shumë i nxehtë (shumë i ftohtë). Me duket se është nisur* mund të jetë nisur. *Me duket e udhës. S'më duket gjë dikush a diçka* s'e vlerësoj fare, s'ma mbush syrin; s'më tërheq, s'më hyn në sy. *Kështu me duket. Si të të duket me mirë. Me duket se ka të drejtë.*
6. Jam në një gjendje të caktuar trupore a shpirtë-rore, ndihem; jam; kam këto ose ato përfundime, arritje në punë a në jetë; shkoj. *Sot duket me mirë (me keq). Si dukesh me shëndet? Si duket sot i sëmuri? Si duken punët? Si dukesh me punë?*
7. Shfaq veten përpara të tjerëve më të gjitha vetitë e tiparet që kam, zbuloj vetveten, e tregoj kush jam. *U duk se kush është. Miku i vërtetë duket në ditë të vështira. fj. u. Kapiteni i mirë duket në furtunë. fj. u.*
8. *keq.* Përpiqem të dal mbi të tjerët, bëj çmos që të bie në sy a të dalJohem për çdo gjë. *Kërkon (i pël-qen) të duket. Nuk punon për t'u dukur. Se bëri për t'u dukur.*
9. *vet. veta III bised.* Dallohet qartë (nga tiparet, nga cilësia, nga shenjat, nga trajta a pamja e jashtme etj.), vihet re, bie në sy menjëherë; është fare e qartë, merret vesh, kuptohet; mund të merret me mend qysh tani përfundimi i një pune; ndihet. *Duket puna (do-ra) e dikujt. Duket ndikimi i dikuj t a i diç -kaje. U duk kjo punë. Duket sheshit. Duket që është i ri (i vjetër, i përdorur, i mbajtur, i paprekur, i shëndoshë). Duket që është i përgatitur (që ka mësuar). Duket që është vepër e mirë. Duket që e duan shumë njëri-tjetrin. Siç duket... fj. ndërm. Me (nga) sa duket... fj. ndërm.*
10. *vet. veta III bised.* Botohet, del në qarkullim, del në drite. *Kohët e fundit janë dukur shumë vepra të reja.*
•*k* Sa për t'u dukur sa për të kaluar radhën, sa për forme; sa për sy e faqe. Siç duken (siç tregojnë) bathët *shih te* BATHË,~A. S'iu duk (s'iu gjend) binaja *shih te* BINA,~JA. Duket breshka *shih te* BRESHKË,~A. Nuk i duket (i humbi, i treti) boja *shih te* BOJË,~A i. Dielli duket (sliihet) që në mëngjes (që kur Iind) *fj. u. shih te* DIELL,~I. I duket hunda dyfek *keq. shih te* DYFEK,~U. I duken raalet shesh *shih te* SHESH,~I. Dita e mirë (moti i mirë) duket që në mëngjes *fj. u. shih te* MËNGJES,~I. Djalli (dreqi) nuk është aq i zi sa duket *shih te* DJALL,~I. Fshati që duket s'do ka-llauz *fj. u. shih te* FSHAT,~I. Pula e botës duket më e majme *iron. fj. u. shih te* PULË,~A. Qimja e tjetrit të duket tra *shih te* QIME,~JA. Gjithkujt murrizi i vet i duket i njomë *fj. u. shih te* MURRIZ,
*w*
DUKESHË,~A . *sh. ~K,* ~AT. 1. *hist. Fem. e* DUKË,~A.
2. E shoqja ose e bija e dukës.
DUKË,~A m. *sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Titull i lartë aristokratësh, me i ulët se ai i princit; sundimtari i një dukate; ai që mbante këtë titull.
DUKË,~A . Dukje.
fr Si e ka dukën? si duket puna, si janë shenjat, si duken shenjat? Humbi pa shenjë e pa dukë *shih te* SHENJË,~A.
DUKJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve 1-3, 8-10 të foljes DUKEM.
2. Pamja në të cilën shfaqet dikush a diçka, tërësia e karakteristikave a e tipareve të përgjithshme që për-bëjnë anën e jashtme të dikujt a të diçkaje, paraqitje; përshtypja që të lë dikush a diçka. *Dukja e jashtme. Në dukje (të pare) në* pamjen e jashtme, në vështrimin e pare. *Ndërroi veshjen dhe dukjen. Nga dukja s'ta mbush syrin. Dukja e parë edhe të gënjen.*
3. Prirje a përpjekje për t'u dukur a për t'u mbajtur më të madh në sy të të tjerëve; mburrje. *Dukja e mendjemadhësia janë vese të këqija.*
4. *vjet. shih* DUKURI,~$A_2$. *Dukje e vetmuar. Dukje e dëmshnte.*

• Vë në dukje përmend, zë në gojë, tregoj; theksoj, nënvizoj.
DUKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të shihet, që mund të kapet me sy, që mund të rroket nga syri. *Rreze të dukshme.*
*1.* Që vihet re a që dallohet prej dikujt, që duket; që duket mirë a dallohet menjëherë, që bie në sy (nga vendi ku është, nga madhësia etj.). *Shkronja të duk-shtrte. Në vend të dukshëm. Maja më e dukshme. Në pjesën më të dukshme.*
3. Që arrin përmasa të mëdha, mjaft i madh, i ndjeshëm; i rëndësishëm. *Përparim (zhvillim) i dukshëm. Rritje (rënie, ulje) e dukshme. Shtim (tejkalim) i dukshëm. Kthesë e dukshme. Ndryshim (dallim) i dukshëm. Gjallëri e dukshme. Në mënyrë të dukshme.*
4. *vjet.* Që është ndryshe nga ç'duket a nga ç'pa-raqitet, që është i tillë vetëm në pamjen e jashtme, i Sipërfaqshëm. *Qetësi e dukshme.*
5. *bised.* I pashëm. *Vajzë e dukshme. Djalë i dukshëm.*
DUKSHËM *ndajf.* Në mënyrë të dukshme, mjaft qartë. *Shquhet dukshëm. E tregon me dukshëm.*
IpUKSHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i dukshëm, vetia e diçkaje që mund të rroket me sy. *Dukshmëria e yalëve. Dukshmëria e rrezeve.*
DUKUR (i, e) *mb. bised.* I hijshëm, i pashëm. *Vajzë | e dukur. Djalë i dukur.*
DUKURI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *filoz.* Shprehja e jashtme a shfaqja e thelbit të sendeVe e të proceseVe të realitetit. *Thelbi dhe dukuria.*
2. Çdo shfaqje e diçkaje në natyrë a në shoqëri, që lind nga veprimi i forcave të caktuara, që buron nga shkaqe të caktuara; fakt; ngjarje. *Dukuri e za-konshme (e rrallë). Dukuri fizike (kimike, atmosferike). Dukuri shoqërore. Dukuri gjuhësore. Dukuritë e natyrës.*
DUM *m. palak.* Nuk i jap dot dum *diçkaje* nuk ia gjej dot fillin, anën, nuk i jap dot rrugë, nuk ezgjidh dot] Jepi dum (punës)! jepi rrugë!, zgjidhe!
DUMAN,~I *m. vjet. 1.* Re e dendur tymi, pluhuri etj.;; mjegull; tym. *Duman i madh. Duman pluhuri. I mbuloi dumani. Çau nëpër duman.*
2.! *përd. ndajf.* Si re e dendur tymi, pluhuri etj.; gjithë tym a pluhur. *Ngrihet duman tymi (pluhuri). E lëshon (e nxjerr) tymin duman. E çonte dëborën du-mani Ishte bërë dhoma duman. E bëri vendin duman.*
U be duman (tym) *shih tek* TYM,~I. I jap një duman *shih te* JAP. Me sytë duman me sytë të mjegu-lluar a të veshur.
DUMB,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Havan prej druri ku shtypin hudhrat, shtypës hudhrash. *Shtyp hudhrat në dumb.*
DUMBARALLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET
*bised.* Hile, rreng. *Mas ka ndonjë dumbarallëk?*
DUMBUSHERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dru
i shkurtër me kurorë të dendur dhenë trajtë cadre; dru i; vogël me shumë degë e gjethe, si një kaçubë, dru dendëshor. *U fut nën dumbushere.*
*2.* korije me drurë të këtillë. *Nëpër pyje e dumbushere.*
DUMDUM *mb. usht.* 1. Që e ka plumbin të çarë kryq, në mënyrë që të ndahet në disa copa kur hyn brenda në trup a në një send (për një lloj fisheku). *Fishek dumdum.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fishek dumdum.
DUME,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Karroqe që nxë rreth gjashtë kilogramë e që përdoret edhe si masë drithi. *Dume me vesh. Mat me dume.*
*2.* Kuti prej dërrase ku mbajnë sende ushqimore (kripë; sheqer etj.).
3. *fig.* Fëmijë i shëndoshë si top, fëmijë topolak (sidomos për vajzat e vogla). *Ku je, moj dume!*
DUMEN,~I *m. sh.* ~A, ~AT. *shih* FLAKADAN, —11,2. *Ndez një dumen. Bëjmë një dumen.*
DUMKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. *shih* GRUSHT,~Ij.
2. *përd. mb.* I shëndoshë si top. *Djalë (vajzë) dumkë.*
3. *përd. ndajf.* Plot me diçka. *E kishte kuietën dumkë me para.*
DUMPING,~U *m. ek.* Shitje e mallrave nga një shtet kapitalist në tregjet e jashtme me lire se brenda Vendit për të mposhtur konkurrentat, për të bërë presion ekonomik ose për të fituar tregje të reja. *Çmime dumpingu. Politika e dumpingut.*
DUMREJAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës nga Dumreja ose ai që ka prejardhjen nga Dumreja.
DUMREJAS,~E *mb.* Që lidhet me Dumrenë ose me dumrejasit, që është karakteristik për Dumrenë ose për dumrejasit, i Dumresë ose i dumrejasve; që është krijuar nga dumrejasit. *Grua dumrejase. Këngë (vallej dumrejase. Dasmë dumrejase.*
DUNË,~A. *sh.* ~A, ~AT *gjeogr.* Kodër a stom rëre, që formohet nga era në shkretëtira ose brigjeve të detit dhe që me kohë mund të zhvendoset dalë-ngadalë nga një vend në një tjetër; bëz. *Dune e vogël (e tnadhe). Duria të larta. Duna rëre. Dunat e shkretë-tirave (e bregdetit). Formimi i dunave. Lëvizja e duna ve.*
DUNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Pisqollë e vjetër me një grykë, tapanxhë e vogël, cupe. *Mbushi dungën. Qëlloi me dungë.*
DUNGË *mb. 1.* Që e ka bishtin të shkurtër ose të prerë (zakonisht për dhitë). *Dhi dungë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (zakonisht për dhitë).
DUNICË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bezgë. *Dunicë mali.*
DUODEN,~I *m. anat.* Dymbëdhjetëgishtore.
DUPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Monedhë e vjetër ari me vlerë dy napolona; parë e tillë që e var-nin grate në gjoks për zbukurim. *Varëse me dupje.*
DUQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lëfyt i drunjtë që vihet në fundin e një fuçie për të nxjerrë verën, mushtin etj.; muslluk. *Duqi i fuçisë. Duqi i çezmës. Duqi i ujit. Hap (mbyll) duqin.*
*1.* Shtupë, leckë a shkop që shërben për te mbyllur këtë lëfyt. *vë (i heq) duqin.*
3. Bisht cigareje. *Duq i fikur (i ndezur). Flak duqin.*
DUQE,~T *vet. sh.* Hejbe. *Duqe të mëdha (të Vogla). Mbush duqet. Var duqet mbi samar.*
DURALUMIN,~I *m. min.* Metal shumë i forte e i lehtë, që del nga lidhja e aluminit me baker, me magnez, me mangan e me silic dhe që përdoret zakonisht për ndërtimin e aeroplanëve.
DURESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vet. nj. shih* DURIM,~I. *E përballoi me duresë.*
*2. tek.* Kufiri deri ku mund të lejohet një shmangie nga normat teknike të caktuara a të kërkuara për për-gatitjen e një sendi, të një artikulli etj.DURIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve DUROJ, DUROHEM. *Durimi i dhembjeve. Durimi i fatkeqësive.*
2. Aftësia e dikujt për të duruar e për të përballuar vështirësi, shqetësime, vuajtje, fatkeqësi etj. pa u ankuar e

pa u ligështuar. *Shembull durimi. Mungesë durimi. Kalon (kapërceii) me durim. E përballoi fat-keqësinë me durim.*
3. Vetia e dikujt për t'u treguar i matur, i përmbaj-tur, i qetë e gjakftohtë, për të mos u rrëmbyer në ma-rrëdhëniet më të tjerët. *Sillet me durim. Iu sos durimi. E humbi durimin dhe foli rëndë. Ki durim e dëgjo! Shpërdoron durimin e tjetrit. Edhe durimi ka kufi.*
4. Aftësia e dikujt për t'u marrë me diçka për një kohë të gjatë e pa u mërzitur, për ta çuar deri në fund një pune ose për të kapërcyer vështirësitë e pengesat me përpjekje, me këmbëngulje e me vullnet; aftësia e dikujt për të pritur dike a diçka i qetë për një kohë të gjatë. *Ka durim të madh në punë. Punon me durim. Priste me durim. Durim, shokë, edhe pak! Me durim dhe me punë bëhet edhe shkëmbi vresht. fj. u.*
•*k* Bëj durim duroj. Ka durim prej guri (prej hekuri) *dik us h* ka shumë durim, ka durim shumë të madh.
DURIMMADH,~E *mb.* Që ka durim të madh në jetë e në punë, që është shumë i durueshëm.
DURIMPLOTË *mb.* Durimshumë, durimmadh.
DURIMSHUMË *mb.* Që vepron a sillet me shumë durim, që është shumë i durueshëm, durimmadh.
DURIMTAR,~E *mb. libr.* I durueshëm; durimmadh.
DUROHEM *vetv.* 1. *Pavet. e* DUROJ $_2$*,i (zakon. me pjesëzën mohuese* “s” *ose* “nuk” *dhe me një trajlë të shkurtër të përemrit vet or tie r. dhanore). S'iu durua pa folur (pa pyetur). S'më durohet sa ta shoh.*
2. *Pës. e* DUROJ 1,4,6- *Nuk durohej dhembja. Nuk durohej vapa (të ftohtët). Nuk durohet robëria. Nuk durohej dot kur fliste në atë mënyrë.*
DUROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. edhe *jokal.* I përballoj dhe i kaloj vështirësitë, dhembjet, shqetë-simet, vuajtjet, fatkeqësitë etj. i qetë e gjakftohtë, pa u ankuar e pa u ligështuar; i bëj ballë a i qëndroj një ndikimi, një veprimi ose një ngacmimi të jashtëm; jam në gjendje të mposht një dëshirë, një nevojë, një kërkesë të organizmit që me tundon a me mundon. *duroi dhembjet (vuajtjet, fatkeqësitë). E duroi etjen (urine). E duron të ftohtët (të nxehtët, vapën). I duroi torturat. Duroi pa ngrënë (pa pirë). S'e duroi dot lodh-jen (pagjumësinë). S'e duron dot dritën (pluhurin). Duronte nga e keqja. Duroi disa ditë pa bukë. Duroi gjithë rrugën pa ujë. Duroi shumë. S'duron fare.*
2. *jokal.* Kam durim, nuk ngutem, nuk rrëmbehem, përmbahem. *S'duroi pa folur (pa pyetur).*
3. *jokal.* Pres dike a diçka i qetë për një kohë të gjatë; pres me durim. *Duro, se do të të vijë radha! Do të durojmë sa të vijë edhe ai.*
4. Pranoj një gjendje të caktuar, mësohem a paj-tohem me një gjendje ose me diçka tjetër të papël-qyeshme, të keqe, të rëndë, të mërzitshme etj.; *(zakon, me pjesëzën mohuese* “s” *ose* “nuk” *dhe me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore)* s'më pëlqen dikush a diçka, me ngjall neveri ose me mërzit, nuk e shoh dot me sy; s'pajtohem më të dhe e luftoj. *Si e duron atë gjendje! S'i duron dot çrregullimet (shthurjet). Nuk i duron dot fjalët (shakatë) e rënda.*
*S'e duron turpin. S'e duruari zgjedhën (robërinë). S'e duroj dot atë njeri. S'e durojmë armikun në Vatër.*
5. *vet. veta III (zakon. me pjesëzën mohuese* “s” *ose* “nuk” *dhe me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore). Nuk.* e pëlqen, nuk e pranon, mezi e tret a nuk e tret dot; me prish a me dëmton, me bie rëndë (për ushqime, për pije etj.). *S'ia duron stomaku turshitë. S'ma duron organizmi.*
6. edhe *jokal. vet. veta III.* U qëndron kushteve a veprimeve të jashtme pa u dëmtuar, pa u prishur, pa humbur vetitë a cilësitë (për sendet, lëndët e ndryshme etj.); qëndron për një kohë të gjatë në gjendje të mirë, është shumë i qëndrueshëm, rron (për bi-mët, perimet, frutat). *duron goditjet. E duron të nxehtët (të ftohtët, lagështirërt, thatësirën). Ky tel duron shumë. Ky lloj druri duron shumë (gjatë) Mollët durojnë deri në dimër. Qershitë (fiqtë) s'durojnë shumë.*
7. *jokal. vet. veta III.* Mund të shtyhet për me vonë, nuk është i ngutshëm, pret. *Duron kjo punë (kjo çësh-tje). S'duron me gjatë.*
•*k* Duro të durojmë! thuhet kur duhet të durojmë shumë, të mos ligështohemi e të mos përkulemi për-para vështirësive, fatkeqësive, kushteve shumë të rënda etj. Nuk e duron litarin në fyt *shih te* LITAR,~I. S'e duron (s'e mban) as qielli, as dheu (as toka) *shih te* QIELL,~I. Duro zemër e mos plas! thuhet kur na bie një fatkeqësi shumë e rëndë dhe s'kemi ç'të bëj me.
DURUAR (i, e) *mb.* I durueshëm. *Është shumë i duruar. U tregua i duruar. I duruari, i fituari (i trashë-guari).fj. u.*
DURUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që vepron a sillet me durim, ai që ka durim, i duruari.
DURUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka aftësinë të durojë e të përballojë vështirësitë, shqetësimet, vuajtjet, fatkeqësitë etj. i qetë e gjakftohtë, pa u ankuar dhe pa u ligështuar. *Është njeri i durueshëm. U tregua i durueshëm.*
*2.* Që ka durim, që është i përmbajtur e që nuk ngutet, që vepron e sillet me durim e pa u rrëmbyer më të tjerët; *kund.* i padurueshëm. *durueshëm më të tjerët.*
3. Që ka vullnet e aftësi të merret me diçka për një kohë të gjatë e pa u mërzitur, këmbëngulës në një punë, që ka durim; që mund të presë dike a diçka i qetë për një kohë të gjatë. *Nxënës (punëtor) i durueshëm. I durueshëm në punë.*
4. Që i bën ballë a i qëndron një veprimi të jashtëm pa u dëmtuar, pa u prishur, pa humbur vetitë a cilësitë e mira; që duron. *Bimë e durueshme. Dru i durueshëm.*
5. Që mund të kalohet me durim; që mund të për-ballohet; që mund të durohet nga organizmi; *kund.* i padurueshëm. *Gjendje e durueshme. Vapë e durueshme. Të ftohtë i durueshëm. Dhembje e durueshme.*
DURUESHMËRl,~A . *libr.* 1. Të qenët i durueshëm, vetia e diçkaje që u qëndron kushteve e veprimeve të jashtme pa u dëmtuar e pa u prishur, qën-drueshmëri. *Ka durueshmëri të madhe (të lartë, të vogël, të ulët). Durueshmëria e metalit (e drurit). Du-rueshmëria kundrejt të rtxehtit (të ftohtit). Kufiri i durueshmërisë.*
2. *tek. shih* DURESË,~A $_2$.
DURRSAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Durrësit ose ai që e ka prejardhjen nga Durrësi.
DURRSAK,~E *mb.* Që lidhet me Durrësin ose medurrsaket, që është karakteristik për Durrësin ose për durrsakët, i Durrësit ose i durrsakëve; që është kri-juar nga durrsakët. *Familje durrsake. Skuadra durrsake. Sportistët (atletët, nxënësit) durrsake. Veshje durrsake. Valle durrsake.*
DUSH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Mjet i posaçëm për të larë trupin, që e lëshon ujin si shi nepërmjet një hinke të

mbyllur me vrima të dendura; kthinë e ve-çantë ku është vendosur ky mjet. *Dhoma e dushit. Dho-më me dush (në hotel). Lahet në dush. Ka katër dushe.*
2. Larja e trupit me anë të këtij mjeti. *Dush me ujë të ngrohtë (të ftohtë). Bëri një dush.*
I 3. *fig.* Qortim a këshillim ose njoftim etj. që e sjell dike në vete. *dha një dush të mirë. për të qe një dush i ftohtë.*
DUSHK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. *bot.* Dru ijlartë pyjor me kurorë të dendur, me gjethe të shumta e të dhëmbëzuara, që lidh lende dhe që e ka lëndën mjaft të forte e të rëndë; emërtim i përgjithshem i disa llojeve drurësh që kanë tipare të tilla të afërta (si p.sh. rrënja, bunga, qarri, shpardhi, Valanidhi etj.); lis. *Dushk i ri. Gjethe (degë, dru, lende) dushku. Prush (hi) dushku. Pyll me dushqe.*
*2.* Lënda e këtij druri që përdoret për ndërtim, fër të bërë orendi etj. *Dollap dushku. Qymyr dushku.*
3. *përmb.* Degë të vogla me gjithë gjethe, të prera prej këtij druri, që grumbullohen për dimër si ushqim për bagëtinë. *Mullar me dushk. Preu (bëri, vuri) dushk. t\ ushqen me dushk.*
4. *vet. sh. krahin.* Gjethet që mbështjellin kallirin e misrit, lëpushkat e misrit.
5. *krahin.* Duhan vjeshtak shumë i butë. *Dushku*| *vjeshtës.*
•*k* Bëhet dushk thahet; bëhet shkrumb. *Çau* dushkun (ferrën) *shih te* ÇAJ. la fut dushk *thjeshtligj.* flet pa u menduar mirë, flet kot, ia fut katundit. Fushk në dushk *shih te* FUSHK,~U. I dha dushkun *dikujt* e përzuri dike nga shtëpia; i dha duart. Mbjell në dushk nuk punon ashtu si duhet, nuk bën punë të paster, punon shkel e shko. Ua hoqën dushkun f jalëve folën hapur, troç, i thanë gjërat ashtu siç janë. Shkoi dushk për gogla shkoi kot, shkoi për dhjamë qeni. Lule dushku *bot. shih te* LULE,~JA.
*DUSHK I EGËR bot.* Ashe.
DUSHKAJË,~A . *sh.'* ~A, ~AT. Pyll a korije trie dushqe.
DUSHKERKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dushk i vogël, i parritur mirë, dushk i ri, dushnjerre.
DUSHKlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dushkajë.
DUSHKOHET *vetv.* 1. Mbulohet me gjethe të reja, lëshon gjethe të reja, gjethon. *Dushkohet pylli.*
*1.* Mbushet me dushqe. *Dushkohet malt.*
DUSHKOJ *jolcal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto HI.* Mbulohet me gjethe të reja, lëshon gjethe të reja, gjethon; dushkohet. *Dushkoi pylli.*
*2.* Mbushet me dushqe; dushkohet. *Dushkoi mali.*
3. Pres degë të vogla dushku me gjethe për t'i për-dorur si ushqim për bagëtinë, bëj dushk. *Shkoi tie pyll për të dushkuar.*
DUSHKONJA,~T . *vet. sh.* Dru dushku të prera për zjarr.
DUSHKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dushkajë.
DUSHKTË (i, e) *mb.* 1. Që është bërë prej dushku, me dru dushku; që është nxjerrë nga dushku, prej dushku. *Dru i dushktë. Tra i dushktë. Qymyr i dushktë.*
*2.* Që ka drurë dushku, që është plot me dushqe. *Pyll i dushktë.*
DUSHKULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *bot. shih*
XINË,~A ii.
DUSHMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Armik; pushtues. *Hordhitë e dushmanit. Plumbi i dushmanit. Luftonin kundër dushmanit. I ranë dushmanit.*
DUSHNEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkurre. DUSHNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dushkajë.
DUSHNJERRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dush-kerkë.
2. Dushkajë.
DUSHQERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dushkajë.
DUVAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Vel i nolle që përdorej për të mbuluar fytyrën e nuses ditën e martesës. *Duvak i bardhë (i kuq). Nuse me duvak. Hodhi (hoqi) duvakun.*
DUZINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dymbëdhjetë sen-de, kafshë a njerëz së bashku; sasi sendesh të një-llojta prej dymbëdhjetë copësh. *Një duzinë pjata (luge, pirunë). Një duzinë pulla. Bleu dy duzina. Shi-ten me duzina. Kame du2ina. mospërf.* ka shumë, nuk jane sende a njerëz me ndonjë vlerë të madhe.
DY- *fjalëform.* Pjesë e parë e disa fjalëve të përbëra, që i përgjigjet kuptimit të numërorit dy (p.sh. i dy-anshëm, dydegësh, dyditor, dyfaqësh, dygjymtyrësh, dykrenore, dylekësh, dyluftim, dymujor, dyngjyrësh, dyvjeçar etj.).
DY *num. them.* 1. Numri që vjen menjëherë pas njëshit dhe që shënon një sasi të barabartë me një edhe një. *Dy shokë (shoqe). Dy here. Dy ore. Dy ditë (muaj, vjet). Në orën dy. Dy here me i madh. Dy edhe dy. Dy here dy. Dy të dhjetat. E ndarë në dy pjesë. E pjesëtoj për dy.*
*2. përmb.* ~ (të), ~JA (të). Dy së bashku a menjëherë. *Erdhën të dy shokët (të dyja shoqet). Ia dhashë të dy librat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të numërorit theme-lor. *U nisën të dy (të dyja).*
4. *përd. num. rresht.* I dytë. *Dhoma (salla) dy. Ka-bina dy. Shkalla dy.*
më të dy (me të dyja) duart *shih te* DORË,~A. Me dy fytyra (me dy faqe) *shih te* FYTYRË,~A. Një me dy (një e dy) *shih te* NJË. Pa një, pa dy *shih te* NJË. E bëri për dy (për pesë) para *shih te* PARA,~JA. Ia bëri fete me dy *dikujt thjeshtligj. shih tek* TETË. S'e bën dy (dysh) fjalën (e dhënë) *shih te* DYSH. S'ia bëri as një, as dy *shih te* NJË. Bie (është, ndodhet) në mes dy zjarresh *shih te* ZJARR,~I. Çalon nga të dyja këmbët *shih te* KËMBË,~A. Duhen dëgjuar të dyja kambanat *shih te* KAMBANË,~A. Dy pëllëmbë mbi tokë *shih te* PËLLËMBË,~A 4. Gjarpër me dy koka *shih te* GJARPËR,~RI. Ha (pi) me dy gryka *shih te* GRY-KË,~A. Jam dy mendjesh *shih te* MENDJE,~A2-Mbështetet në të dyja këmbët *shih te* KËMBË,~A. Mësallë me dy faqe *shih te* MËSALLË,~A. E shkeli më të dy (me të dyja) këmbët *shih te* KËMBË,~A. Pa thënë (pa bërë) as një, as dy *shih te* NJË. Vezë me dy të verdha (me dy të kuq) *shih te* VEZË,~A. Kur të bëbendy ditë bashkë *iron, shih te* DITË,~A. Dy Kamberë në një derë *vjet. shih te* DERË,~A. la futi (ia vuri, ia shtiu) të dyja këmbët në një këpucë (në një opingë) *dikujt shih te* KËMBË,~A. Jane dy kufoma e një shpirt *shih te* KUFOMË,~A. Është dy (pesë) para nje-ri (burrë) *shih te* PARA,~JA. Është me dy fije brinjë *shih te* BRINJË,~A. Ishte me dy krënde në vatër *shih te* KRËND,~I. Është thikë (presë) me dy presa *shih te* THIKË,~A. Nuk ka (as) dy (pesë) para mend *shih te* PARA,~JA. Kërkon të hajë me dy luge *keq. shih te* LUGË,~A. SUë dy gurë bashkë *shih te* BASHKË. S'lidh (s'bën) dot dy fjalë bashkë *shih te* BASHKË. Milte dy qyqe dhi (dele) *shih te* MJEL. Ngjajnë (janë) si dy pika uji *shih tek* UJË,~I. Noton (lundron) në dy (në një) gisht ujë *shih te* GISHT,~I. Si një e një (që) bëjnë dy *shih te* NJË. Me një gur (me një të shtënë) vret dy zogj *shih te* GUR,~I. Një rrugë (udhë) e

dy punë *shih te* RRUGË,~A. I priste shpata (palla, kocdha, jatagani, sëpata) nga të dyja anët (djathtas e majtas) *shih te* PRESi. U zunë (u grindën) për dy (për pesë) para spec *shih te* PARA,~JA. (Një) cope mish me dy sy *përçm. shih te* MISH,~I. Dy duar për një kokë (janë) *shih te* DORË,~A. Është një nga dhija, dy nga ?ija *shih te* DHI,~JA. Është tri në degë e dy në majë *d i -k us h shih te* DEGË,~A. Nuk mbahen dy kunguj (dy shalqinj) nën një sqetull (në një dorë) *fj. u. shih te* KUNGULL,~I.

DYAKTËSH,~E *mb.* Që ka dy akte (për një pjesë teatrale). *Komedi (dramë) dyaktëshe.*

DYANËSI,~A . *sh.* ~, ~TË *libr.* Qëndrim i dy-anshëm kundrejt dikujt a diçkaje; të qenët i dyanshëm, dyanshmëri.

DYANËSISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë të dyan-shme; anasjellas.

DYANËSOR,~E *mb.* Që ka dy anë; që është i tillë nga të dyja anët; i dyanshëm. *Frezë dyanësore. tek.*

DYANËSH,~E *mb.* I dyanshëm. *Marrëveshje dy-anëshe. Njohje dyanëshe.*

DYANSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka dy anë, që është me dy anë. *Koritë e dyanshme.*

2. Që zhvillohet në të dyja anët a në të dyja drej-timet, që bëhet nga të dyja anët; që hëhet here nga njëra anë e here nga ana tjetër. *Lëvizje e dyanshme. Proces i dyanshëm. Përcëllim i dyanshëm i pëlhurës. Krehje e dyanshme e bezes.*

3. Që është i njejtë e i përbashkët për dy sende, për dy dukuri, për dy njerëz ose për dy pale; që bëhet prej të dyja palëve; që ndodh ose që bëhet ndërmjet dy anëve shkëmbyerazi; që ka lidhje të ndërsjellë me diçka tjetër; i ndërsjellë, reciprok. *Ndikim i dyanshëm. Lidhje (vartësi) e dyanshme. Mirëkuptim i dyanshëm. Veprim (bashkëveprim) i dyanshëm. Zbritje (sulme) e kundërzbritje (kundërsulme) të dyanshme. sport.*

4. Që kryhet nga dy njerëz a nga dy pale; që lidhet me dy njerëz ose me dy grupe njerëzish, që u vë de-tyrime a u jep të drejta të caktuara të dyja palëve; dypalësh. *Përfitim (dëtn) i dyanshëm. Dobi (leverdi) e dyanshme. Marrëveshje e dyanshme. Bisedime të dyanshme. Detyrime të dyanshme. Përpjekje të dyanshme.*

5. Që e vështron diçka nga të dyja anët, që merr parasysh të dyja anët e diçkaje. *Vlerësim i dyanshëm. Në mënyrë të dyanshme.*

6. Që anon here nga njëra anë here nga ana tjetër,
që nuk është i vendosur e i paanshëm; i lëkundur. *Qëndrim i dyanshëm.*

DYANSHMËRI,~A . *sh.* ~, ~TË *libr.* Të qen6t i dyanshëm; vetia e diçkaje që ka dy anë.

DYATOMIK,~E *mb. kim.* Që përbëhet prej dy atomesh (për molekulën e një trupi). *Gaze dyatomike.*

DYBALLOR,~E *mb. arkit.* Që ka dy ballina (për një ndërtesë). *Ndërtesë dyballore.*

DYBARKOR,~E *mb.* 1. Dybarqësh. 2. *opt.* I dylugët.

DYBARQËSH,~E *mb.* Që i ka të dyja anët të dala si bark (për shtambën etj.). *Shtambë dybarqëshe.*

DYBEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Enë e madhe prej druri, si havan i thellë, në të cilën rrahim orizin ose grurin; shkop i gjatë me një kokë si xhungë, më të cilin rrahim orizin ose grurin në një enë të tillë. *Dybek orizi.*

2. Tundësi i qumështit. *Rreh qumështin (kosin) në dybek.*

3. *krahin.* Varre prej druri për të thyer plisat në are.

DYBËRTHAMËSH,~E *mb.* Që ka dy bërthama, që përbëhet nga dy bërthama. *Fryt dybërthamësh.*

DYBOSHTOR,~E *mb. spec.* Që ka dy boshte.

DYBRINJËNJËSHËM *mb. gjeom.* Që ka dy brinjë të barabarta (për trekëndeshin). *Trekëndësh dybrinjë-njëshëm.*

DYBUKËSH,~E *mb. krahin.* Që është dy vjeç ose që lëron për të dytin vit me radhë (për kaun etj.). *Ka dybukësh.*

DYBUZOR,~E *mb.* 1. *gjuh.* Që përftohet duke u afruar ose duke u puqur të dyja buzët (për disa tinguj bashkëtingëllorë). *Bashkëtingëllore dybuzore. Tingull dybuzor.*

2. *bot.* Që është çarë në dy pjesë të pabarabarta dhe ka pamjen e dy buzëve të hapura (për lulet e disa bimëve). *Kurora dybuzore e lules.*

3. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Bashkëtingëllore dybuzore. *Dybuzoret e shqipes (p, b).*

DYCEPËSH,~E *mb.* Që ka dy cepa. *Kapele dy-cepëshe.*

DYCILINDËRSH,~E *mb. tek.* Që ka dy cilindra, që punon me dy cilindra. *Motor dycilindërsh. Pompë dycilindërshe.*

DVDEGËSH,~E m&.l.Që ndahet në dy degë; që ka dy degë. *Dru dydegësh. Lumë dydegësh.*

2. Që ka dy degë a dy profile studimi. *Shkollë dy-degëshe.*

DYDIREKËSH,~E *mb.* Që ka dy direkë. *Anije dydirekëshe.*

DYDITËSH,~E *mb.* 1. Që është bërë a është ga-tuar para dy ditësh (për bukën, gjellën etj.). *Bukë (gjellë) dyditëshe.*

*2.* Që zgjat dy ditë, dyditor. *Udhëtim dyditësh.*

DYDITOR,~E *mb.* Që zgjat dy ditë; që kryhet brenda dy ditëve. *Mbledhje (konferencë) dyditore. Seminar dyditor. Bisedime dyditore. Marshim dyditor.*

DYDYNYMËSH,~I m. *bised.* Are a kopsht që kanj'ë sipërfaqe prej dy dynymësh. *Punonte dydynymë-shin.*

DYDHËMBËSH,~E *mb.* Që ka dy dhëmbë. *Sfurk dydhëmbësh.*

DYFAQËSI,~A *libr.* Të qenët me dy faqe; qën-drim me dy faqe; vesi i një njeriu që sillet e veproa me dy faqe; hipokrizi.

DYFAQËSH,~E *mb.* 1. Që përbëhet nga dy faqe, që jka dy faqe a dy anë.

2. *gjeom.* Që kuflzohet nga dy gjysmërrafshe, të ci'lët kanë një brinjë të përbashkët. *Figure dyfaqëshe. Kënd dyfaqësh.*

3. *fig.* Që e fsheh fytyrën e vërtetë, që është me dy faqe a me dy fytyra; që është karakteristik për një njeri të tillë;'që bëhet për të mbuluar qëndrimin a qëllimin e vërtetë dhe për të mashtruar të tjerët; hi-pokrit. *Njeri dyfaqësh. Politikë (taktikë) dyfaqëshe. Qëndrim dyfaqësh.*

*4. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT *gjeom.* Figure dyfaqëshe; kënd dyfaqësh. *Dyfaqësha të barabartë. Dyfaqësha të kundërt* dyfaqësha me faqe që shtrihen njëra pas tjetrës. *Dyfaqësha të bashkëmbështetur* dyfaqësha që kanë një faqe të përbashkët dhe të tjerat që shtrihen njëra pas tjetrës. *Faqet e dyfaqëshit. Bri-rtja* j *e dyfaqëshit.*

DYFAQSHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* DYFAQËSH, ~E $_3$.

DYFARËSH,~E *mb.* 1. Që ka dy fara (për frytet “ pemëve a të bimëve). *Frytë dyfarëshe.* 2. I dyllojshëm. *Lëndë dyfarëshe.*

DYFARSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Dyfarësh, i dyllojshëm.
DYFAZËSH,~E *mb.* 1. Që bëhet në dy faza; që zgjat dy faza.
2. *tek.* Që ka dy faza (për raketat). *Raketë dyfa-zëshe.*
3. *elektr.* Dyfazor.
DYFAZOR,~E *mb. elektr.* Që ka dy faza; që punon me dy faza ose që është bërë për rrymë me dy faza; që vjen me dy faza. *Rrymë dyfazore. Sistem dyfazor. Linjë dyfazore. Gjenerator dyfazor.*
DYFEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT dhe DYFEQE,
DYFEQET *vjet. shih* PUSHKË,~A i_s. *Tyta (qyta) e dyfekut. Rripi i dyfekut. Dyfek me gjalmë. Qëlloi me dyfek. Sa dyfekë bëheshin ? Shkëmbyen ca dyfekë. Nisi (krisi, plasi) dyfeku. I futi dyfekurt shtëpisë* i futi grindjen, përçarjen shtëpisë.
Bëri dyfek (pushkë) *shih te* BËJ. Dyfek (pushkë) me çark *shih te* ÇARK,-—U.Dyfek i palosur *mospërf. shih* iePALOSUR(i, e). Në flake të dyfekut (të pushkës) *shih te* FLAKË,~A. Është i dyfekut (i pushkës)iM *te* PUSHKË,~A. E ka dyfekun *me dike* e ka inatin a zemërimin me dike. Përgjak dyfekun *shih te* PËR-GJAK. I vuri (i ktheu) dyfekun (pushkën) *dikujt shih te* PUSHKË,~A. Është bërë për t'i rënë me dyfek (me pushkë, me kobure) është tharë shumë, është shumë i forte (për bukën a diçka tjetër që hahet). I duket hunda dyfek *keq.* i duket vetja trim; është mendje-madh. Mbeti si dyfeku pa lloz *shih te* IXOZ,~I. Plasi iMuçoja për dyfek *tall,* thuhet për dike që ka dë-shirëa ambicie të madhe për t'u ngritur në pozitë, për të komanduar etj. Qan dyfeku për zot *iron.*
a) përdoret kur dikush është vrarë dhe e ka lënS armen pa zot; b) përdoret kur armën e mban dikush q8 ështd frikacak. I rrihte dyfeku lart *dikujt keq.* e mbante veten më të madh. Një shenjë (një nishan) dyfeku (push-ke) larg *shih te* PUSHK Ë,~A. E vuri në majë të dyfekut *dike* e shtrëngoi të fliste ose të bënte diçka që donte ai; i vuri lakun në fyt. S'të lënë topat të dë-gjosh dyfekët *fj. u. shih tek* TOP,~I. E mori vesh (e kuptoi) ku i shtinte dyfeku ia mori vesh qëllimet e kuptoi se çfarë donte, e kuptoi se ku e kishte fjalën a hallin. la vuri (ia shkoi) këmbët në rrip të dyfekut e ndëshkoi rëndë, e dënoi rreptë. Dyfek (pushkë) me dollap *usht., vjet. shih te* PUSHKË,~A.
DYFEKÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* 1. Armë-punues, armëtar; armëndreqës.
2. Ai që mbante pushkë dhe shtinte mirë me të. *Dyfekçi i zoti.*
3. *etnogr.* Krushk nga familja e dhëndrit, zakonisht f armatosur, që vinte për të marrë nusen. *Nisi me krushqit dhjetë dyfekçinj.*
DYFEKMBAJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *hist.* Luftë-tar i armatosur me pushkë; pushkatar.
DYFEKOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR *krahin.* Qëlloj me pushkë dike që shtie kundër meje, bëj pushkë me dike.
DYFEKSHUAR *mb.* Që nuk është i zoti të mbrojë as veten, që s'i punon dyfeku, që nuk ia shkrep fare.
DYFEKTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pushkatar.
DYFIJËSH,~E *mb.* Që përbëhet nga dy fije, që ka dy fije (për penjtë, telat etj.). *Pe (tel) dyfijësh. Kabllo dyfijëshe.*
DYFILLËSH,~E *mb.* Dyfijësh.
DYFISH,~I *m.* Sasi, përmasë, vlerë dy here më e madhe se një tjetër, që merret si bazë. *Dyfishi i si-përfaqes (i vëllimit). Dyfishi i gjatësisë (i gjerësisë, i lartësisë). Dyfishi i prodhimit. Dyfishi i kohës. Dyfishi i një numri. Katra është dyfishi i dyshit.*
DYFISH,~E *mb.* I dyfishtë. *Tel dyfish. Dritare dyfishe. Lidhje dyfishe. kim. Shtyllë dyfishe. Bashkë-tingëllore (zanore) dyfishe. Faqe dyfishe. Taktikë (lojë) dyfishe. Zgjidhje dyfishe.*
• Parti dyfishe *fin. shih te* PARTI,~AH.
DYFISH *-ridajf.* Edhe një here aq sa është; dy here me shumë; me dysh. *Dyfish me i madh (me shumë). E bëri perin ffillin, leshin) dyfish. Është rritur dyfish prodhimi (numri...). Palos dyfish batanijen (çarçafin).*
DYFISHIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DYFISHOJ, DYFISHOHET. *Dyfishimi i sipërfaqes. Dyfishimi i sasisë. Dyfishimi i të ardhurave (i prodhimit).*
DYFISHOHET *vetv.* 1. Bëhet edhe një here me i madh se ç'është; bëhet dy here më e madhe se diçka tjetër që merret si bazë, rritet dyfish. *Dyfishohet sasia. Dyfishohet prodhimi. U dyfishua numri i nxënësve.*
*2.* Shtohet, rritet shumë. *Iu dyfishuan forcat.*
3. *Pës. e* DYFISHOJ.
DYFISHOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj diçka edhe një here më të madh se ç'është; e bëj dy here më të madhe se diçka tjetër që merret si bazë, e rrit dyfish. *Dyfishoi prodhimin. Dyfishoi planin. Dyfishon numrin.*2. Shtoj a rrit shumë diçka. *Dyfishoi kujdesin (për-pjekjet). Organizimi ua dyfishoi forcat.*
DYFlSHTË (1, e) *mb.* 1. Që përbëhet nga dy pjesë, nga dy shtresa, nga dy fije et j. të njëjta ose të ngjashme. *Tel (fill) i dyfishtë. Portë (dritare) e dyfishtë. Gjuhëz e dyfishtë. Zanore (bashkëtingëllore) e dyfishtë. gjuh. thyesë e dyfishtë. mat.* thyesë që i ka numëruesin dhc emëruesin thyesa.
2. Që është edhe një here me i madh, që është dy here më e madhe se diçka tjetër që merret si bazë. Sail *(madhësi) e dyfishtë. Punë e dyfishtë.*
3. Që ka lidhje me dy anë, me dy sende, me dy dukuri etj.; që bëhet nga dy anë, nga dy drejtime et j. *Fitore e dyfishtë, Shfrytëzim i dyfishtë. Shtypje e dyfishtë. Varësi e dyfishtë. Kontroll (kujdes) i dyfishtë. Qëllim i dyfishtë. Gabim i dyfishtë. Lidhje e dyfishtë. kim.* lidhje e dy atomeve të një lënde me dy çifte të përbashkëta elektronesh. *Ka rëndësi të dyfishtë.*
4. Që mund të bëhet në dy mënyra, në dy trajta etj.; që ka dy mundësi zgjidhjeje. *Zgjidhje e dyfishtë.*
5. Që shfaqet në dy mënyra a në dy forma të ndry-shme, zakonisht të kundërvëna njëra me tjetrën; që bëhet për të mbuluar qëndrimin a qëllimin e vër-tetë dhe për të mashtruar të tjerët, dyfaqësh. *Politikë e dyfishtë. Qëndrim i dyfishtë. Lojë (taktikë) e dyfishtë.*
6. Që mund të merret edhe ndryshe, që shpreh edhe diçka tjetër të nënkuptuar. *Fjalë me kuptim të dyfishtë.*
Yll i dyfishtë *astr. shih tek* YLL,~I t. Shartim i dyfishtë *bujq. shih te* SHAR-TIM,~I. Kryqëzim i dyfishtë *bujq.* kryqë-zim i dytë i një lloji a varieteti që ka dale nga një kryqëzim i mëparshëm, kryqëzim mbi kryqëzim.
DYFISHUAR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë edhe një here me i madh se ç'ka qenë; që është bërë dy here më e madhe se diçka tjetër që është marrë si bazë, që është rritur dyfish. *Prodhim i dyfishuar. Populist e dy-fishuar.*
2. Që është shtuar, që është rritur shumë. *Me forca (me përpjehje) të dyfishuara.*

DYFLATRORË,~T . *vet. sh. zool.* Rend kand-rrash me dy krahë, që kanë në kokë një thumb për të pickuar e për të thithur.
DYFLEGËRSH,~E *mb.* Dykanatësh. *Derë (dritare) dyflegërshe. Dollap dyfiegërsh.*
DYFLETËSH,~E *mb.* 1. Që është bërë me dy fletë (për qilima, velenxa etj.). *Qilim dyfletësh.*
2. Dykanatësh. *Dollap dyfletësh. Derë (dritare) dyfletëshe.*
DYFORMËSH,~E *mb.* Që ka dy forma, që pa-raqitet në dy forma.
DYFYTYRËSI,~A . *libr.* Qëndrim a sjellje me dy fytyra; të qenët me dy faqe, dyfaqësi; hipokrizi.
DYFYTYRËSH,~E *mb.* Që e fsheh fytyrën e vër-tetë, që mban qëndrim me dy faqe; që bëhet për të mbuluar qëllimin e vërtetë dhe për të mashtruar të tjerët; që është karakteristikë për një njeri me dy faqe. *Njeri dyfytyrësh. Politikë dyfytyrëshe. Qëndrim dy-fytyrësh.*
DYFYTYRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Dyfytyrësh.
*Njeri i dyfytyrshëm.*
DYGRYKËSH,~E *mb. usht.* Që ka dy gryka. *Ar-mët dygrykëshe.*
DYGUNGËSH,~E *mb.* Që ka dy gunga. *Deve dygungëshe.*
DYGJINISHËM (i), ~ME (e) *mb. gjuh.* Që ka dy gjini.
DYGJUHËSI,~A . *gjuh.* Zotërimi e peTdorimi i dy gjuhëve nga një njeri ose nga një popullsi në të njëjtën kohë.
DYGJUHËSOR,~E *mb. gjuh,* Dygjuhësh. *Fjalor dygjuhësor.*
DYGJIJHËSH,~E *mb. gjuh.* 1. Që fjalët e një gjuhe i përkthen me fjalët përgjegjëse të një gjuhe tjetër sipas kuptimeve që kanë; që është në dy gjuhë. *Fjalor dygjuhësh.*
*2.* Që lidhet me dygjuhësine; që përdor a pranon përdorimin e dy gjuhëve në të njëjtën kohë. *Popullsi dygjuhëshe. Shkollë dygjuhëshe.*
DYGJYMTYRËSH,~I m. *sh.* ~A, ~AT *mat.* Binom.
DYGJYMTYRËSH,~E *mb. gjuh.* Që ka dy gjym-tyrë, që përbëhet nga dy gjymtyrë. *Fjali dygjymtyrëshe.*
DYHERËSH,~E *mb.* 1. Që bëhet dy here, i dy-
hershëm. 2. Që jep fryte dy here në vit. *Fik dyherësh.*
DYHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që bëhet dy here. *Djegie e dyhershme. Ndërrim i dyhershëm.*
DYJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Secila prej dy p je-llaye që kanë lindur në të njëjtën kohë nga e njëjta mëmë, binjak. *Polli dyjarë delja.*
*2.* Qengj që pi qumësht te dy dele.
DYJAR,~E mMQë ka dy pjesë, dy shtresa etj. të njëjta ose të ngjashme, dyfish; që është me dy tyta të ngjitura bashkë (për cylën). *Cylë dyjare. Zile dyjare* zile që ka brenda një zile më të vogël në vend të gju-hëzës dhe që tingëllon me dy zëra.
2. Që ka pjellë në të njëjtën kohë dy keca ose dy qengja (për dhitë e delet).
3. Që ka lindur në të njëjtën kohë me një tjetër nga e njëjta mëmë, binjak (zakonisht për qengjat e kecat). *Qengja (keca) dyjarë.*
4. Që rritet bashkë me një tjetër, dysh, binjak (për frytet e pemëve). *Qershi dyjare.*
DYJARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Cylë dyjare. *bie (ifryn) dyjares.*
*2.* Dele a dhi dyjare.
3. Zile dyjare. *Bien dyjaret.*
DYJAVËSH,~I *m. sh.* ~, ~IT. Dyjavor.
DYJAVËSH,~E *mb.* 1. Që ka një moshë prej dy javësh. *Fëmijë (foshnjë) dyjavëshe. Qengj dyjavësh.* 2. Dyjavor.
DYJAVOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Koha prej dy javësh. *Dyjavori i parë (i dytë) i marsit.*
DYJAVOR,~E *mb.* 1. Që zgjat dy javë, që kryhet brenda dy javësh. *Seminar dyjavor. Pushim dyjavor.*
2. Që del çdo dy javë, që del *një* here në dy javë, i përdyjavshëm. *Revistë (gazetë) dyjaVore.*
DYKANATËSH,~E *mb.* Që ka dy kanate. *Portë (dritare) dykanatëshe.*DYKATËSH,~E *mb.* Që ka dy kate, që është me dy kate. *Shtëpi (ndërtesë, banesë) dykatëshe. Urë dykatëshe.*
DYKËMBËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *usht.* Mbajtëse trie dy këmbë që hapen anash, e cila shërben si mbësh-tetëse për armën. *Dykëmbëshi i mitralozit (i mortajës). Këmbët e dykëmbëshit.*
DYKËMBËSH,~E *mb.* 1. Që ka dy këmbë. *Qe-nie dykëmbëshe.*
2. Që mbështetet mbi dy këmbë (për sende). *Urë dykëmbëshe.*
3. *let.* Që ka dy këmbë (për vargje). *Varg dykëmbësh.*
4. *Përd. em. m.* sipas kuptimeve 1, 3 të mbiemrit.
DYKILËSH,~E *mb. bised.* Që peshon dy kilogramë; që: nxë dy kilogramë. *Pjepër dykilësh. Qeskë dykilëshe.*
DYKOHËSH,~E *mb.* Që punon me dy kohë, që vihet në lëvizje me dy kohë (për motorët). *Motor dy-kohësh.*
DYKRAHËSH,~E *mb.* Që ka dy krahë, me dy krahë. *Aeroplan dykrahësh. Levë dykrahëshe.*
DYKRENOR,~E *mb.* Që ka dy kokë, me dy krerë. *Shqiponja dykrenore.*
DYKRERËSH,~E *mb.* Dykrenor. *Shqiponja dy-krerëshe.*
DYKRYEGJYMTYRËSH,~E *mb. gjuh.* Që i ka të dyja gjymtyrët kryesore. *Fjali dykryegjymtyrëshe.*
DYKUPTIMËSf,~A *libr.* Të qenët i dykuptim-shëm. *Dykuptimësia e një fjale (e një trajte).*
DYKUPTIMSHËM (i), —ME (e) *mb.* Që ka dy k uptime, që ka kuptim të dyfishtë; që është i errët e mund të merret edhe ndryshe, që nënkupton edhe diçka tjeter. *Fjalë e dykuptimshme. Formulim i dykuptim-shëm. Përgjigje e dykuptimshme.*
DYKUPTIMSHMËRI,~A . *libr.* Dykuptimësi.
DYKUPTIMTË (i, e) *mb.* I dykuptimshëm.
PYKURORËSH,~E *mb.* Që përbëhet nga dy çifte bashkëshortësh dhe prej fëmijëve të tyre, që është i përbërë nga dy kurorë. *Familje dykurorëshe.*
DYKURRIZOR,~E *mb. opt. shih* DYMYSTË (i, e).
DYLBEN,~I *m. sh.* ~E, ~ET;*-jel.* Pëlhurë e hollë dhe e endur rralle, nape e hollë; cope nga kjo pëlhurë; *el* i hollë. *Dylben i bardhë. Çitjane dylbeni.*
DYLBI,~A . *sh.* ~, ~TË. Përdorëse e vogël që përbëhet nga dy gypa të verldosur krahas njëri-tjetrit s të pajisur me thjerrëza dhe që ndihmon për t'i parë me afër e me qartë sendet e largëta; tejqyrë. *Dylbi fushe. Dylbi teatri. Sheh me dylbi.*
I sheh me dylbi (gjërat) *d i ku s h* i sheh punët nga jlarg, nuk i njeh mirë çështjet më të cilat merret a për të cilat flet, nuk është brenda e nuk e njeh thelbin e çështjeve. Ta shikosh me dylbi! *iron, shih te* SHIKOJ.
DYLEKËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bised, vjet.* Monedhë prej metali me një vlerë prej dy lekësh.

DYLITËRSH,~E *mb.* Që nxë dy litra. *Enë (shishe) dylitërshe. Masë dylitërshe.*

DYLUFTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Luftim me armë- ndërmjet dy vetave sipas disa rregullave e kush-teve të caktuara qysh me pare, luftim me armë vetëm për vetëm ndërmjet dy kundërshtarëve. *Dylutim me shpatë (me kobure). Kushtet e dyluftimit. Sheshi i dyluftimit. Bënë dyluftim. E thirri (e vrau) në dyluftim. Doli në dylutim.*

*2.* Luftim me armë ndërmjet dy ushtrive a dy palëve; shkembim zjarri me artileri ndërmjet dy palëve kun- dërshtare. *Dylutim i ashpër. Dylutim artilerie.*

3. *sport.* Përpjekje, luftë e ashpër vetëm për vetëm ndërmjet dy lojtarëve a atletëve kundërshtarë që marrin pjesë në një ndeshje a në një garë.

4. Grindje e ashpër dhe e hapët ndërmjet dy vetave; ballafaqim mendimesh, pikëpamjesh etj. ndërmjet dy palëve, me sulme të dyanshme, debat i ashpër. *Dylutim diplomatik. Dylutim me jalë.*

5. *fig.* Luftë e brendshme midis dy dëshirave, dy ndjenjave ose dy mendimeve të kundërta. *Dylutim i brendshëm. Dylutim në ndërgjegje.*

DYLUFTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. I. Luftoj me armë vetëm për vetëm me dike.

2. Hyj në luftë, ndeshem me dike duke luftuar me armë.

3. *sport.* Përpiqem ta mund kundërshtarin në një ndeshje a në një garë; ndeshem vetëm për vetëm me një lojtar tjetër dhe përpiqem t'i marr topin.

DYLUGËT (I, e) *mb. opt.* Që është i Iugët nga të dyja anët, që i ka të dyja faqet të lugëta; *kund.* i dy-mysët. *Thierrë e dylugët.*

DYLLË,~I m.l.Lëndë e butë me ngjyrë të verdhë a të bardhë më të cilën bletët bëjnë hojet. *Dyllë i verdhë (i bardhë). Dyllë i kuq* lëndë me ngjyrë të kuqe, që bëhet nga përzIer ja e rrëshirës ose e dyllit me lëndë të tjera minerale, që ngurtësohet shpejt dhe që për-doret zakonisht për të vulosur diçka. *Dyllë artificial. Dyllë parketi (për dysheme)* lëndë e butë për të Iyer dërrasat e dyshemesë. *Dylli i hojeve (i bletëve). Dyllë për dhëmbë. Pile (bukë) dylli. Letër dylli* letër e po-saçme, e Iyer me një shtrese të hollë dylli, që shërben për të shumëfishuar një tekst të shtypur në makinë shkrimi.

2. Rrëshira e disa drurëve (si kumbulla, qershia, kajsia etj.); lëngu i trashë si rrëshirë që nxjerr në krye kokrra e fikut kur piqet mirë. *Dylli i kumbullës (i qershisë). Sëmundja e dyllit. bot.* sëmundje që u bie disa pemëve (kumbullës, qershisë etj.) dhe që i bën t'u kullojë vende-vende rrëshirë nga trungu.

3. Lënda e butë që mbush kokrrat e drithërave për-para se të piqen plotësisht. *Në azën e dyllit. Është në dyllë gruri (thekra). Kane rënë në dyllë të lashtat-*

*4.* Lëndë e yndyrshme në ngjyrë të verdhë, që kri-johet në kanalin e veshit nga disa gjendra dhjamore. *Dylli i veshit. I ka zënë veshi dyllë.*

5. *bised.* Ajka e leshit. *Dylli i leshit.*

*6. përd. ndaj.* Shumë (për shkallën më të lartë të ngjyrës së verdhë). *Dyllë i verdhë (i verdhë dyllë).*

A- U be dyllë (bukë dylli) *dikush* u zverdh shumë; u zbeh shumë. I vë dyllin *diçkaje shih te* VË 29. L n 1 e *U y* II i *bot. shih te* LULE,~JA.

DYLLËÇITET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Zbutet, bëhet i butë si dyllë a si brume.

DYLLËÇITUR (i, e) *mb.* Që ka mbetur i qullët, që ka mbetur si brume, i papjekur mirë (për bukën); që është zbutur dhe është bërë si dyllë. *Bukë e dyllë-çitur.*DYLLËSHKRIRËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Arkë prej dërrase, e veshur përbrenda me Uamarinë, në të ci-lën shkrijnë dyllin e bletës.

DYLLOJËSH,~E *mb.* I dyllojshëm. *Lëndë dyllo-jëshe. Trajtë dyllojëshe.*

DYLLOJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është në dy lloje, që ka dy lloje; që shfaqet në dy trajta, në dy pamje ose në dy mënyra të ndryshrne; që bëhet në dy mënyra; dyllojësh. *Lule e dyllojshme. Lëndë e dyllojshme. Masë e dyllojshme. Shpërndarje e dyllojshme. Drejtim i dyllojshëm.*

DYLLOJSHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i dyllojshëm.

DYLLOJTË (i, e) *mb.* I dyllojshëm. *Në ngjyra të dyllojta.*

DYLLOR,~E *mb.* I dylltë. *Shtresë dyllore.*

DYLLOS *kal,* ~A, ~UR. 1. E vesh diçka me një shtresë të hollë dylli; e fërkoj a e lyej me dyllë. *Dyllos spangon (litarin). Dyllos dyshemenë (parketin). Dyllos pëlhurën (kadifenë).*

*2.* Vulos diçka me dyllë; e zë mirë me dyllë që të mos marrë ajër, të mos rrjedhë, të mos hapet etj. *Dyllos zarfin (pakon). Dyllos derën (dollapin, kasafortën). Dyllos shishet.*

DYLLOSET. *Pës. e* DYLLOS.

DYLLOSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DYLLOS, DYLLOSET. *Dyllosja e dyshemesë.*

DYLLOSUR (1, e) *mb. 1.* Që është veshur me një shtresë të hollë dylli; i fërkuar a i Iyer me dyllë. *Span-go e dyllosur. Dysheme e dyllosur. Pëlhurë e dyllosur. Letër e dyllosur.*

*2.* QË është vulosur me dyllë; që është mbyllur mirë me dyllë. *Zarf i dyllosur. Shishe të dyllosura.*

DYLLTË (i, e) *mb.* 1. Që është prej dylli; që është bërë me dyllë. *Qiri i dylltë. Cipë (shtresë) e dylltë.*

2. Që ka cilësitë e dyllit, që është si dyllë. *Guaskë e dylltë.*

DYMBËDHJETË *num. them.* 1. Numri që vjen menjëherë pas njëmbëdhjetës dhe që shënon një sasi të barabartë me njëmbëdhjetë edhe një. *Dymbëdhjetë burra (gra) Dymbëdhjetë luge (gota). Dymbëdhjetë ditë (javë, muaj). Dymbëdhjetë lekë. Dymbëdhjetë here. Dymbëdhjetë vjeç.*

2. *përd. num. rresht.* I dymbëdhjetë. *Dhoma (ka-bina) dymbëdhjetë. Godina dymbëdhjetë. Në orën dymbëdhjetë.*

*k* Mbyll dymbëdhjetë dyer me një shul *shih te* SHUL, ~I. I bie ora (sahati) g)ithnjë dymbëdhjetë (shtate) *shih tek* OR;Ë,~A i.

DYMBËDHJETË (i, e) *num. rresht.* 1. Që i për-gjigjet numrit dymbëdhjetë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Radha e dymbëdhjetë. Kati i dymbëdhjetë. Dita e dymbëdhjetë.*

2. *përd. em. f.* Një nga të dymbëdhjetë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e dymbë-dhjeta.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *dymbëdhjeti arriti tepër vonë.*

DYMBËDHJETËBALLËSH,~E *mb. spec.* Që arrin një force prej dymbëdhjetë ballësh (për erën, për tër-metin etj.). *fërmet dymbëdhjetëballësh. Dallgë dymbë-dhjetëballëshe.*

DYMBËDHJETËFAQËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *mat.* Trup gjeometrik i kufizuar nga dymbëdhjetë shumëkëndësha; trup gjeometrik që ka dymbëdhjetë faqe.
DYMBËDHJETËGISHTËZ,~A . *anat.* Dymbë-dhjetëgishtore.
DYMBËDHJETËGISHTORE,~JA . *anat.* Pjesa e parë e zorrës së hollë të njeriut, e cila vjen menjëherë pas stomakut.
DYMBËDHJETËKENDËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT
*gjeom.* Figure gjeometrike me dymbëdhjetë brinjë e me dymbëdhjetë kënde. *Dymbëdhjetëkëndësh i rregullt. Sipërfaqja e dymbëdhjetëkendëshit.*
DYMBËDHJETËKENDËSH,~E *mb.* 1. *gjeom.* Që është me dymbëdhjetë kënde, që ka dymbëdhjetë kënde. *Figure dymbëdhjetëkëndëshe.*
*2.* Që është në trajtën e një dymbëdhjetëkëndëshi. *Pllakë dymbëdhjetëkëndëshe.*
DYMBËDHJETËRROKËSH,~E *mb. let.* 1. Që ka dymbëdhjetë rrokje. *Varg dymbëdhjetërrokësh.*
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Varg me dymbëdhjetë rrokje. *Përdorimi i dymbëdhjetërrokëshit.*
DYMBËDHJETËSH,~E *mb.* 1. Që mban dymbëdhjetë fishekë, me dymbëdhjetë fishekë. *Pistoletë dymbëdhjetëshe.*
*2. Përd. em. f.* sipas kuptimit të rnbiemrit. *ra me dymbëdhjetëshen.*
DYMBËDHJETËVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që është dymbëdhjetë vjeç, që ka mbushur moshën dymbëdhjetë vjet. *Djalë dymbëdhjetëvjeçar. Vajzë dymbë-dhjetëvjeçare.*
*2.* Që zgjat dymbëdhjetë vjet, që përfshin dymbëdhjetë vjet, që kryhet brenda dymbëdhjetë vjetëve. *Periudhë dymbëdhjetëvjeçare. Shkollë dymbëdhjetëvje-çare.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
DYMENDJESH *ndajf.* Në dy mendje, në mëdyshje, mëdyshas. *Jshte dymendjesh.*
DYMËZAJ *ndajf.* 1. Dyfish.
2. Me dysh, mëdyzaj.
DYMËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Dyfishim.
DYMËZOHET *vetv.* dhe *pës.* Dyflshohet.
DYMËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Dyfishoj.
DYMOTAK,~E *mb.* Që është dy vjeç, dyvjeçar (kryesisht për bagëtinë). *Kec (viç) dymotak.*
DYMOTORËSH,~E *mb.* Që është me dy motorë. që ka dy motorë. *Aeroplan dymotorësh.*
DYMUAJSH,~E *mb.* Që ka mbushur dy muaj, që ka një moshë prej dy muajsh. *Fëmijë dymuajsh.*
DYMUJOR,~E *mb.* 1. Qc zgjat dy muaj rresht; që përfshin dy muaj; që kryhet brenda dy muajye. *Kurs dymujor. Periudhë dymujore. Plan dymujor.* -
2. Që del çdo dy muaj, që del një here pë dy muaj. *Revistë dymujore.*
DYMYSËT (i, e) *mb. opt.* Që është i mysët ngatë dyja anët, që i ka të dyja faqet të mysëta; *kund.* i dylugët. *Thjerrë e dymysit.*
DYND *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Lëkund fort. tuBd që nga themelet. *Tërmeti i dyndi shtëpitë.*
2. E shpërngul dike me force nga vendi ku banon dhe e çoj në një vend tjetër; e nxjerr dhe e dëboj; shpërngul, çoj (për një numër të madh njerëzish a bagëtish). *dyndën nga vendi i vet. I dyndëm fashistët. Në: dimër e dyndin bagëtinë nga mali në fushë.*
3. Ngre me këmbë dhe vë në lëvizje për një veprim të caktuar një masë të madhe njerëzish; çoj a sjell diku një shumicë njerëzish, e bëj të vërshojë në një drejtim të caktuar. *Dyndi tërë fisin (popullin). Dyndën një ushtri të madhe.*
DYNDALLË,~A *sh.* ~A, ~AT. Blirim, vërshim,
DYNDEM *vetv.* 1. *zakon. veta III.* Lëkundet fort, tundet që nga themelet. *U dyndën shtëpitë. U dyndën malet. Dyndet deti nga dallgët.*
*2. kryes. sh.* Shpërngulemi shumë veta nga vendi ku banojmë dhe shkojmë e ngulemi në një vend tjetër, shkulemi me shumicë nga vendi ku jemi e shkojmë diku; vërshojmë me shumicë drejt një vendi. *U dyn-dën\ nga fshati (nga malet). U dyndën drejt fushës. U dynd një popull i tërë. U dyndën hordhitë osmane.*
*3I vet. veta III.* Vjen me shumicë e me vrull, lëyiz me shpejtësi në një drejtim (për retë, mjegullën etj.). *U dyndën retë. U dynd mjegulla (pluhuri).*
*4. bised.* Luaj, lëviz nga vendi ku rri, shkulem. *Nuk dyndet nga vendi.*
*Si Vet. veta III fig.* Vijnë menjëherë njëri pas tjetrit. shfaqen me shumicë (për mendimet), vërshojnë. *Idy-ndeshin mendimet pa pushim.*
*6. Pës. e* DYND.
DYNDËS,~I *m. zakon. sh.* ~, ~IT. Ai që shpër-ngulet bashkë më të tjerë nga vendi ku banonte më parë dhe vendoset në një vend tjetër; ai që dyndet në një vend për ta pushtuar. *Dyndësit barbarë (osmanë).*
DYNDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DYND, DYNDEM. *Dyndja e malësorëve. Dyndja e pushtuesve të huaj. Dyndja e madhe e popujve. hist,* shpërngul jet e fiseve gjermane, vandale, hune, sllave etj. në shekujt III-VII, që vërshuan në zotërimet e Perandorisë Romake dhe luajtën një rol të rëndësishëm për shkatërrimin e saj.
2. Shumicë e madhe njerëzish që shpërngulen diku ose që vërshojnë në një drejtim të caktuar. *Dyndjet e barbarëve. hist. Dyndjet e sllavëve. hist.*
DYNGJYRËSH,~E *mb.* Që është me dy ngjyra, që ka dy ngjyra; që është i ngjyrosur me dy ngjyra. *Lopes dyngjyrësh. Pëlhurë dyngjyrëshe. Flamur dy-ngjyrësh.*
DYNYM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Masë e sipërfaqes së tokës e barabartë me dhjetë are ose me një rnijë metra katrorë. *Dhjetë dynymë tokë.*
DYNJA,~JA . *bised.* 1. *shih* BOTË,~A i,4,9. *Në fund të dynjasë. më të diturit e dynjasë. U be gazi i dynjasë. Çuditej gjithë dynjaja. Fliste tërë dynjaja për të. Iv dinte gjithë dynjaja. Shkoi (vajti) në atë dynja (në dynjanë tjetër). vjet.* vdiq.
2. Numër i madh, sasi e madhe; shumicë. *Solli një dynja me libra. Kishte dynjanë (një dynja) me pemë.*
3. *përd. ndajf.* Në sasi të madhe, me shumicë, shumë. *U be tym (pluhur) dynjaja. U be ujë (gjak) dynjaja.*
*k* Hëngri dynjanë *shih te* HA. Është prapa dynjasë (prapa botës) *shih te* BOTË,~A i. S'është në këtë dynja (në këtë botë) *shih te* BOTË,~A i. Mori dy-njanë (botën) *shih te* MARR. Rrahu (çau, kërkoi) dy. njanë (vendin, dheun) *shih te* RRAH. Në sy të dynjasë (të botës) *shih te* BOTË,~A i. Nuk u shemb dynjaja! *mospërf. shih te* SHEMBET. Edhe sikur dynjaja (bota) të përmbyset! *shih te* BOTË,~A i. Ka parë dynja (botë) me sy *shih te* SHOH. Mori fjala dynjanë (dheun) *shih te* MARR.
DYNJALLËK,~U *m. bised.* 1. *shih* BOTË,~A,,4.

*Kishte parë dynjallëk. Ka folur dynjallëku.*
2. Gjendja ekonomike e dikujt. *Ishte mirë nga dynjallëku. Kishte rënë nga dynjallëku* ishte varfëruar.
DYOKSID,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Bashkim kimik, në të cilin një atom i një elementi kimik lidhet me dy atome të oksigjenit. *Dyoksidi i karbonit (iazotit).*
DYPALËSH,~E *mb.* Që bëhet ndërmjet dy palëve. *Bisedime dypalëshe. Takim dypalësh. Lidhje (marrë-veshje) dypalëshe.*
DYPJESËSH,~E *mb.* Që përbëhet nga dy pjesë, që ka dy pjesë. *Bërryla (metalikë) dypjesësh.*
DYPOLAR,~E *mb. elektr.* Që ka dy pole. DYPOLARËSI,~A . *elektr.* Të qenët dypolar.
DYPUSHTET,~I *ni.* Prania e dy pushteteve në një vend në të njëjtën kohë. *Krijimi i dypushtetit. Vendosja e dypushtetit.*
DYQAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ndërtesë a dhomë e veçantë ku tregtohen mallra të ndryshme. *Dyqan buke (mishi, ushqimesh). Dyqanet e shtetit. Dyqanet e kooperativës. Mbyll (hap) dyqanin. E bleu në dyqan.*
*2. bised.* Ndërtesë a dhomë ku një zejtar ushtron mjeshtërinë e vet. *Dyqani i argjendarëve.*
3. *vjet.* Ndërtesë a dhomë ku një zejtar prodhonte vetë e shiste një mall. *Dyqanet e këpucarëve (e rro-baqepësve, e bakërpunuesve...).*
DYQAN-SHTËPl, ~I-SHTËPI *m. sh.* ~E-SHTËPI, ~ET-SHTËPl. Dyqan i vogël në fshat në një nga dhomat e shtëpisë së një fshatari.
DYQANXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *bised.* Shitës në një dyqan. 2. *vjet.* Ai që kishte një dyqan, i zoti i dyqanit.
DYQELIZOR,~E *mb.* Që është formuar nga dy qeliza.
DYQIND *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me dy here njëqind. *Dyqind veta. Dyqind vjet. Dyqind faqe.*
*2. përd. num. rresht.* I dyqind të. *Dhoma (kabina) dyqind. Në faqen dyqind.*
DYQlNDTË (i, e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit dyqind në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj.
2. *përd. em. f.* Një nga të dyqind pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e dyqindta.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.DYRADHËSH,~E *mb.* Dyrreshtor. *Elb dyradhësh.*
DYRRESHTOR,~E *mb.* Që i kanë pjesët e tyre (kallirin, gjethet etj.) të vendosura në dy radhë të përkundërta në një bosht të përbashkët (për bimët); që e ka kallirin me dy radhë kokrrash. *Elb dyrreshtor. Tepë dyrreshtore.*
DYRROKËSH,~E *mb. gjuh.* Që përbëhet nga dy trokje. *Fjalë dyrrokëshe.*
DYSEKSOR,~E *mb. spec.* Hermafrodit. *Lule dy-seksore.*
DYSl,~A. *libr.* I. Prania e dy trajtave në të njëj-tën kohë te diçka; të qenët në dy trajta a në dy forma. *Dysi formash. Dysia e formes së një gjuhe letrare.*
2. *sh.* ~, ~TË. *shih* DYSOR, ~I \. *Dysitë normative.*
DYSOR,~I *m. sh.* ~Ë ~ËT *gjuh.* 1. Njëra prej dy a me shumë fjalëve që kanë të njëjtin kuptim lek-sikor; njëra prej dy a me shumë trajtave fonetike a gramatikore që kanë të njëjtën vlerë normative. *Dysor kuptimor. Dysor gramatikor (morfologjik, sintaksor). Dysor drejtshkrimor. Dysor normativ.*
2. *si mb.* ~, ~E. Që është formuar nga dy pjesë, që ka dy pjesë përbërëse; që lidhet nga kuptimi, nga funksioni etj. me një tjetër dhe krijon më të një çift; dyllojësh. *Format dysore të fjalëve (të trajtave gramatikore).*
DYST *ndajf. bised.* 1. Pa të ulura e të ngritura; rrafsh, shesh. *E qethi (e korri) dyst. Shtrihet dyst. E bëri dyst* e dystoi.
2. Rrafsh me token, shesh; këmbëkryq. *Viet (rri, shtrohet) dyst.*
3. Plot e përplot, deri në buzë, rrafsh. *Lumi ishte mbushur dyst.*
*4. fig.* Në rregull, në vijë; mbarë. *ka punët dyst.*
5. *përd. mb.* I dystë. *Vend Jyst. Rrugë dyst. Are (fushë) dyst.*
I shkel këmba dyst (shesh) *shih te* SHKEL.
DYSTABAN,~E *mb. bised.* 1. Që nuk ka urë (për këmbën); që i ka shputat e këmbëve të sheshta, këmbë-sheshtë (për njeriun). *Këmbë dystabane. Njeri dystaban.*
2. Që e ka tabanin të sheshtë, i sheshtë (për kë-pucë). *Këpucë dystabane.*
DYSTË (i, e) *mb. bised.* 1.1 rrafshët, i sheshtë. *Tokë (are, fushë) e dystë. Vend i dystë. Sipërfaqe e dystë. Rrugë e dystë.*
2. Njëngjyrësh (për stofin). *Stof i dystë.*
DYSTIM,~I *m. bised.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DYSTOJ, DYSTOHET. *Dystimi i tokës (i dheut, i sipërfaqes, i rrugës).*
DYSTINË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Rrafshinë, shesh.
DYSTOHET *vetv. bised.* 1. Bëhet i dystë, bëhet i sheshtë, rrafshohet. 2. *Pës. e* DYSTOJ.
DYSTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. Sheshoj, rrafshoj; shtrij. *Dystoi token (arën) me lesë.*
2. E sjell në një vijë, e bëj rrafsh, *Dystoi muret. Dystoi tegelin.*
3. *fig.* E vë në rregull, e vë në vijë, e rregulloj. *Dystoi punën.*
DYSIROFËSH,~E *mb. let.* Që përbëhet nga dy strofa. *Vjershë dystrofëshe.*
DYSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Shifrady(2); sasia që shënohet me këtë shifër. *Shkroi dyshin. Mblodhi dy dysha. Hoqi dyshin nga pesa.*
2. Send a njeri që shënohet me shifrën dy. *Dysh spathi* (në lojën me letra). *Dyshi luajti mirë. sport. Vë dyshin* (në domino).
3. *vjet.* Nota 2, që ishte nota pakaluese në sistemin e vlerësimit të dijeve me pesë nota në shkollë. *Nuk ka marrë asnjëherë dysh.*
4. *vjet.* Monedhë e vjetër turke që kishte vlerë të barabartë me dy pare.
• Është (mbeti) pa një dysh (në xhep) s'ka asnjë lek, mbeti fare pa para. S'bën (s'vlen) asnjë dysh nuk vlen fare, s'ka asnjë vlerë.
DYSH,~E *mb. bised.* 1. Që përbëhet nga dy pjesë a njësi, që është një e tërë me dy pjesë ose me dy njësi; çift. *Tel dysh* tel me dy fije. *Pipëz dyshe* pipëz me dy tyta. *Gjilpërë dyshe. Koritë dyshe. Strofë dyshe. let.* strofë me dy vargje, dyvargësh.
2. Që ka përmasa ose vlerë prej dy njësish; që nxë dy njësi të caktuara; që është për dy veta. *Dërrasë dyshe* dërrasë e trashë dy centimetra. *Xham dysh* xharn i trashë dy milimetra. *Gozhdë dyshe* gozhdë e gjatë dy centimetra. *Xhezve dyshe* xhezve për dy fil-xhanë kafe. *Krevat dysh. Barkë dyshe.*

3. Që bëhet a luhet nga dy veta; që bëhet ndërmjet dy vetave. *Valle dyshe. Ushtrime dyshe. Pasime dyshe. sport.*
DYSH *ndajf.* 1. Në dy pjesë, përgjysmë. *E ndau (e preu) (me) dysh. U ça (u këput) (me) dysh.*
2. Duke vënë së bashku a njëra mbi tjetrën dy fije, dy pjesë etj.; dy here. *Palos (me) dysh letrën (stofin...). E bëri (me) dyshfillin.*
3. Me dy mendje, në mëdyshje, mëdyshas (e sho-qëruar me parafjalën me). *Jam (qëndroj, mbetem) me dysh. E kam me dysh.*
*k* Është thyer (është këputur) m£ dysh a) është për-kulur shumë; është kërrusur nga pleqëria, nga së-mundjet etj.; b) është lodhur shumë nga një punë e rëndë që bëhet zakonisht duke e përkulur trupin. S'la bën fjalën dysh *dikujt shih te* BËJ. S'e bin dy&A (dy) fjalën (e dhënë) e mban fjalën. E ndau punën dysh e zgjidhi një punë, një cështje në mënyrë të qartë e të prerë. E ndan (e can) qimen (me) dysh (katërsh) *shih te* QIME,~JA. Me ndahet zemia dysh *shih te* ZEMËR,~RA.
DYSHAS *ndajf.* 1. Në dy pjesë, dysh. *E ndau dyshas.*
2. Me dy mendje, në mëdyshje, mëdyshas (zakonisht e shoqëruar me parafjalën me). *Qëndroi (mbeti, është) (me) dyshas. E ka (me) dyshas.*
DYSHE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. Shami e madhe katrore, që grate e vënë në kokë duke e palosur me dysh si trekëndësh. *Lidhi dyshen në kokë.*
DYSHE,~JA ii . *sh.* ~E, ~ET. 1. Grup
i përbërë nga dy qenie ose nga dy sende. *Dyshja eparë. Tri dyshe. Formojnë një dyshe.*
2. Valle që kërcehet nga dy veta, valle dyshe. *Dyshe myzeqare. Luan (kërcen) dyshen.*
DYSHEK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Kellëf i madh prej pëlhure të trashë, i mbushur brenda me lesh, pambuk etj., i cili vendoset mbi shtrat që të mos na vritet trupi kur flemë; shtrojë e trashë dhe e butë mbi diçka. *Dy-shek i trashë (i butë). Dyshek gjimnastikor. sport.*dyshek i madh, mbi të cilin bëhen ushtrime gjimnas-tifcore. *Dyshek për mundje. sport,* dyshek i madh ku bëhet mundja. *Dyshek me lesh (me pantbuk). Shtron (mbush, qep) dyshekun. Shtrihet mbi dyshek.*
*it* E bëri për dyshek *dike* e rrahu keq sa nuk qëndron dot me këmbë. E la dyshekun (shtratin, kre-Tatin, jatakun) *shih te* SHTRAT,~I. U ngrit nga dy-sheku (nga shtrati, nga krevati, nga jataku) *shih te* SHTRAT,~I. Zuri dyshekun (shtratin, krevatin, jatakun) *shih te* SHTRAT,~I i.
DYSHEKPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën
dyshekë.
DYSHEKPUNUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DYSHEKPUNUES,~I.
DYSHEME,~JA i . *sh.* ~, ~TË. I. Pjesa
e poshtme e një dhome, e një salle etj., përkundrejt tavanit, e shtruar me dërrasa a me pllaka; shtroja e një dhome, e një salle etj. *Dyshemeja e dhomës (e sallës). Dysheme me dërrasa (me pllaka). Dërrasat e dyshemesë. Shtroi dyshemenë. Lau dyshemenë. U shtri në dysheme.*
2. Pjesa e poshtme e një vendi, e një sendi etj., që është e rrafshët dhe përbën shtratin e tij ose që shërben si mbështetje për diçka. *Dyshemeja e qerres (e urës). Dyshemeja e djepit (e karriges). Dyshemeja e magjes (e zgjoit, 'e furrës).*
3. *gjeol,, min.* Shtresë dheu, shkëmbi etj., mbi të cilën gjendet mineral! i dobishëm a një damar i tij. *Dyshemeja e minierës. Dyshemeja e qymyrgurit.*
DYSHEME,~JA n . *sh.* ~, ~TË. Shami e madhe, e punuar në vegjë, që e hedhin grate në kokë a e lidhin si përparëse, që e mbajnë burrat në qafë si shall a të lidhur në mes si brez ose që përdoret për të mbështjellë plaçka në bohçe. *Lidh me (në) dysheme.*
DYSHEMETIS *kai,* ~A, ~UR *bised.* I shtroj dyshemenë një dhome. *Dyshemetisi dhomën.*
DYSHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pasiguri, lëkundje e mosbesim për vërtetësinë ose për saktësinë e diçkaje, për mundësinë e plotësimit të një pune etj.; gjendja e atij që dyshon, ndjenjë pasigurie, lëkundjeje e mos-besimi për dike a për diçka. *Dyshim i pathemeltë (i kotë). Ndjenja e dyshirrtit. Pa asnjë dyshim (pa pike dyshimi). fj. ndërm.* sigurisht, me siguri, patjetër. *S'ka dyshim që... (se...)* me siguxi që..., sigurisht që..., patjetër që... *Ka një dyshim të vogël. Ka shumë dyshim. E ha (e bren, e mundon) dyshimi. Shpreh (heq) dyshimin. S'lë asnjë dyshim. Vë (vihet) në dyshim. Bie në dyshim. Pret (sheh) me dyshim. Lëri dyshimet!*
*2.* Mendimi se dikush nuk është ndofta aq i mire sa duket, mendimi pak a shumë i bazuar se dikush është njeri jo i mirë; të menduarit keq për dike a për diçka. *Ka dyshim për dike. I ngjail dyshim. Ka dyshime të shumta. Mbi të bie dyshimi.*
DYSHIMOR,~E *mb. gjuh.* Që përmban një dyshim, që shpreh dyshim. *Fjali dyshimore.*
DYSHIMTAR,~E *mb.* Dyshues.
DYSHIMTAS *ndajf.* Duke dyshuar, me dyshim; duke u lëJcundur, duke qenë i pasigurtë, me mëdyshje.
DYSHlMTË (i, e) *mb. 1.* Që nuk është krejt i qartë, i sigurt e i përcaktuar, që s'dihet me siguri se sa i vër-
tetë ose se sa i saktë është; i pasigurt. *Hapa të dyshimtë. Prejardhje e dyshimtë.*
2. Që të bën të dyshosh me sjelljen, me veprimet a me qëndrimin e tij, që të ngjall dyshim; që men-dohet se bën a ka diçka të keqe, se kryen punë të jashtë-ligjshme, të dënueshme etj.; që mendohet se nuk është i mirë, i pastër dhe i ndershëm (për një qëndrim a veprim). *Njeri i dyshimtë. Punë e dyshimtë. Lidhje të dyshimta. Veprime (qëndrime, sjellje) të dyshimta. Është i dyshimtë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit (për nje-rëzit). *Lista e të dyshimtëve. Të dyshimtët u arrestuan.*
DYSHKALLËSH,~E *mb. 1.* Që përbëhet nga dy shkallë, që ka dy shkallë.
2. Që bëhet në dy shkallë, që zhvillohet në dy faza a në dy etapa. *Ndryshim dyshkallësh.*
DYSHKOLONË,~A. *sh.* ~A, ~AT *usht.* Grup ushtarësh a'ushtarakësh të rreshtuar në kolonë për dy. *Në dyshkolonë.*
DYSHKRONJËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *gjuh.*
Shenjë grafike e përbërë nga dy shkronja, të cilat së bashku shënojnë vetëm një tingull. *Përdorën dyshkro-njëshat. Dyshkronjëshat e alfabetit të gjuhës shqipe (dh, gj, II, nj, rr, sh, th, xh, zh).*
DYSHOHET. *Pavet. e* DYSHOJ. *Dyshohej se ishte spiun (vjedhës). Dyshohej se kishte kancer. për këtë s'mund të dyshohet.*
DYSHOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. S'jam i sigurt a i bindur plotësisht në se diçka është vërtet ashtu si paraqitet, si shfaqet ose siç thonë; kam dyshim për dike a për diçka.

*Dyshon për çdo gjë. Dyshor> shumë (vazhdimisht). S'dyshon aspak (fare)* është plotësisht i sigurt. *Dyshon se mos është i sëmurë.*
*2.* S'kam shumë besim te dikush, me ha zemra në atë; me shkon mendja për keq për dike; mendoj se dikush bën a ka diçka të keqe, se kryen punë të jashtëligjshme e të dënueshme etj. *Dyshonin tek ai. Nuk dyshonin për të.*
DYSHTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Ndaj me dysh. *Dyshtoi bukën.*
DYSHTRESËSH,~E *mb.* Që ka dy shtresa, që përbëhet nga dy shtresa. *Suva dyshtresëshe.*
DYSHUAR (i, e) *mb.* I dyshimtë; që ka ngjallur dyshime.
DYSHUES,~E *mb.* 1. Që nuk ka besim të plotë te dikush a te diçka, që ka dyshime, që dyshon. *Është tnjaft dyshues.*
2. Që shpreh mosbesim e pasiguri, që shpreh dyshim. *Sy (vështrim) dyshues.*
DYTEHËSH,~E *mb.* Që ka dy tehe, që ka dy presa.
*Thikë (shpatë) dytehëshe.*
DYTEHTË (i, e) *mb.* Dytehësh. *Thikë e dytehtë.*
DYTË (i, e) *mb.tQë* i përgjigjet numrit dy në një varg njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikirh etj., që vjen menjëherë pas të parit. *Radha (banka) e dytë. Dita (jaVa) e dytë. Muaji (viti, shekulli) i dytë. Tremujori (gjashtëmujori) i dytë. Klasa e dytë. Faqja e dytë. Vëllimi (kapitulli, botimi, akti) i dytë. Kati i dytë. Djati i dytë. Gruaja e dytë. Veto e dytë. gjuh. Plugimi i dytë. Lufta e Dytë Bo-tërore. Plani i dytë pesëvjeçar. Etapa e dytë. Në orëne dytë të mësimit. Në gjysmën (në pjesën) e dylë të lojës. Herën e dytë. Sistemi i dytë i sinjaleve. psikol.*
*2.* Që s'është i cilësisë së pare, por që vjen pas sa j; që s'është i pari për nga rëndësia, për nga vlera etj., jokryesor; që varet nga i pari, që ndihmon të par in a kryesorin ose që e plotëson atë. *Kategoria e dytë. 1 cilësisë (i dorës) së dytë. Në plan të dytë. Çështje edytë. Biletë e klasit të dytë. Kirurg i dytë. Tenor i dytë. Zëri i dytë. Violinë e dytë. Bimë (kultura) të dyta* bimë plotësuese që mbillert së bashku me bimë kryesore ose pas tyre (zakonisht pas të lashtave).
3. Që zë vendin e të parit a e atij të vërtetit, që është si i pari a si i vërteti. *Baba (Villa, djalë) i dytë. Nënë (motër, vajzë) e dytë. lu be natyrë e dytë.*
4. Që përsërit të parin, që është si ai; tjetër. *Pran-verë e dytë. Rini e dytë. Jetë e dytë. S'ka tjetër të dytë* është i papërsëritshëm. *S'ka të dytë si ai* është shumë i mirë.
5. *përd. em. f.* Një nga të dy pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e dyta.*
*6. Përd. em. f.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *E dyta B. I dyti arriti pas pesë sekondash. Doli i dyti. E dyta...* pika a çështja që vjen pas së pares, së dyti...
7. *përd. em. f.* Gjellë zakonisht me mish, që shtrohet pas gjellës së parë (zakonisht pas supës). *U shtroi të parë dhe të dytë. Si të dytë u dhanë mish me palate.*
*-k* Vetë i dytë dy veta së bashku. Nuk e pa i pari të dytin *shih te* PARË,~I(i). Nuk e merr vesh (nuk e njeh) i pari të dytin *shihte* PARË,~I(i). Barazim i grades së dytë *mat. shih te* BARAZIM,~I.
DYTËSOR,~E *mb.* 1. Që vjen pas një tjetri dhe varet prej tij, që përcaktohet nga një tjetër; *kund.* parësor.
2. Që është në vend të dytë; që është i dorës si dytë, jokryesor.
DYTËSHOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri që nga pamja e jashtme duket pothuajse njësoj me një tjetër, njeri që i ngjet aq shumë një tjetri, sa mund ta marrim për të, kipc.
DYTI (së) *ndajf.* 1. Në radhë të dytë (edhe *si fj. ndërm.).*
2. për here të dytë, edhe një here, përsëri. • Pike së dyti *shih te* PIKË,~A. DYTRAJTËSH,~E *mb.* Që ka dy trajta.
DYTHELBOR,~E *mb. bot.* Që ka dy thelpinj; që ka embrionin e fares të ndarë në dy thelpinj. *Bimë dythelbore. Fare dythelbore.*
DYTHUNDRAK,~E *mb.* 1. Që e ka thundren të çarë me dysh. *Kafshë dythundrake.*
*2. si em.* —Ë, ~ËT *m. vet. sh. zool.* Kafshët për-typëse, si lopa, derri, dreri etj., që e kanë thundren të çarë me dysh. *Rritja e dythundrakëve.*
DYUJËSE *mb. vet. f.* E ndërtuar në mënyrë të till6 që uji të rrjedhë nga kulmi në të dyja anët (për çati-të). *Çatidyujëse.*
DYVALENT,~E *mb. kim.* Që c ka valencën dy. *Element (metal) dyvalent.*
DYVARGËSH,~I *m. let.* Strofë e thjeshtë me dy vargje zakonisht me rime të puthur e me intonation të njëjtë.
DYVENDËSH,~E *mb.* Që ka vetëm dy vende për t'u ulur; që është vetëm për dy veta. *Karracë dyvendëshe.*
DYVËLLIMËSH,~E *mb.* Që përbëhet nga dy vë-llime, që është hotuar në dy vëllime. *Vepër dyvëllimëshe. Roman (fjalor) dyvëllimësh.*
DYVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat dy Vjet, që kryhet brenda dy vjetëve; që rron vetëm dy vjet. *Shkollë dyvjeçare. Plan dyvjeçar. Bimë (Me) dyvjeçare.*
*2.* Që është dy vjeç, që ka mbushur dy vjet. *Fëmijë dyvjeçar. Kec dyvjeçar.*
DYVJETOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Përvjetori i dytë i një ngjarjeje te shënuar; kremtim ose përkujtim që bëhet me rasiin c këtij përvjetori. *Dyvjetori i ditëli-ndjes (i martesiis). Përkujtoi (kremtoi,festoi) dyvjetorin.*
DYVJETOR,~E *mb.* Dyvjeçar.
DYVLERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka dy vlera, që është me dy vlera.
DYZANOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjuh.* I. Tog a grup prej dy zanoresh. 2. *vjet.* Diftong.
DYZANOR,~E *mb. gjuh.* Që përbëhet prej dy zanoresh; që ka dy zanore njëra pranë tjetrës. *Tog dyzanor.*
DYZASH *ndajf.* Mëdyzaj. *Është dyzash.* DYZEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bised.* Aheng. 2. *krahin.* Çifteli.
• E vuri (e pruri) n5 dyzen e akordoi një Vegël mu-zikore me tela.
DYZET *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me katër dhjeta, tridhjetë edhe dhjetë. *Dyzet veta. Dyzet ditë. Dyzet vjeç.*
*2. përd. num. rresht.* I dyzetë. *Dhoma (kabina) dyzet. Në kilometrin dyzet. Në Vitin dyzet. Vitet dyzet* dhjetëvjetshi i pestë i një shekulli.
•*k* Njeri me dyzet (me njëqind) flamurë *shih te* FLAMUR,~I. I këndojnë dyzet gjela përmbi kokfi *shih te* GJEL,~I. Di të qepë me dyzet gjilpëra *shih te* GJILPËRË,~A.
DYZETË (i, e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit dyzet në një varg te pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Ditën e dyzetë. Minuta e dyzetë.*
2. *përd. em. f.* Një nga të dyzet pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e dyzeta.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.

4. ii *em. f. vet. sh.* DYZETAT (të). Periudhë prej dyzet vjetësh si moshë. *kaloi të dyzetat.*
5. *si em. f. Vet. sh.* DYZETAT (të) *fet., vjet.* Dita e dyzetë pas vdekjes së dikujt, që përkujtohej nga të afërmit;dreka a darka qështrohej me këtë rast (sipas besimeve të kota). *Mbushi (kishte, i bënë) të dyzetat.*
DYZETK^MBËSH,~I m. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Shumëkëmbësh.
DYZETVJEÇAR,~E *mb.* 1. QË zgjat dyzet vjet, që kryhet brenda dyzet vjetëve. *Periudhë dyzetvjeçare.*
2. Që është dyzet vjeç, që ka mbushur dyzet vjet. *Burrë dyzetvjeçar. Grua dyzetvjeçare.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. DYZETVJBTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Përvjetorii dyzetë i një ngjarjeje të shënuar; kremtimi ose për-kujtimi që bëhet me rastin e këtij përvjetori. *Dyzet-vfctori i themelimit (i fitores). Dyzetvjetori i lindjes. Me rastin e dyzetvjetorit. Festoi dyzetvjetorin.*
DYZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DYZOJ, DYZOHET.
2. Lëkundje a qëndrim i pavendosur midis dy gjë-rave a dy anëve, mëdyshje. *Dyzim i thellë. Me (pa) dyzim. Ka (plot) dyzime.*
*3.* Prani a bashkëjetesë në të njëjtën kohë e dy sendeve, e dy dukurive, e dy trajtave, e dy mënyrave etj., që shpesh kundërshtojnë ose përjashtojnë njëra-tjetrën.
4. *gjuh.* Dysor. *Ka edhe dyzime.*
DYZOHET *vetv.* \. Bëhet dy here me i madh, dy-fishohet; përsëritet edhe një here. 2. *Pës. e* DYZOJ $_2$.
DYZOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Tregohem i lë-kundur e i pavendosur për diçka, nuk di si të bëj, nguroj të vendos menjëherë, jam në dy mendje për diçka, jam mëdyzaj. *Dyzoi për një cast. Pse dyzon?*
2. *kal.* Bashkoj dy gjëra të njëjta; dyfishpj; për-sërit edhe një here të njëjtën gjë. *Dyzoi vargjet.*
3. edhe *kal. filoz.* Pranoj e predikoj dualizmin.
DYZCAR (i, e) *mb.* Që është formuar nga bashkimi i dy gjërave të njëjta, që është dyfishuar; që është përsëritur edhe një here ashtu siç është. *Varg i dyzuar. Bashkëtingëlbre e dyzuar.*

# DH

DH. 1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e gjashtë e alfabetit të saj, e cila shënon lcëtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja (tingulli)* dh. *Shkronja* dh.
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja dh. *Dh-ja e madhe (e Vogël). Dh-ja e dorës (e shtypit).*
DHALLANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Lalttor misri me dhallë ose me kos.
DHALLË,~I *m.* Pjesa që mbetet nga qumështi i ardhur, nga kosi ose nga ajka, pasi rrihet e i hiqet gjalpi. *Dhallë i ftohtë. Dhallë kosi. Dhallë ajke* dhallë i yndyrshëm. *Pi një gotë dhallë.*
Si pleshti në dhallë *shih te* PLESHT,~I. E bëj dhallë *diçka* e ngatërroj keq, e bëj lesh e li. M'u be koka (mendja) dhallë (biozë, çorbë, përshesh, lëmsh, tym...) me janë ngatërruar mendimet e s'di ç'të bëj, s'jam në gjendje të mendoj a të dalloj diçka, jam fare i hutuar, m'u prish mendja. E ngjyenln bukën në dhallë ishin shumë të varfër, rronin si mos me keq, mezi mbanin frymën.
DHALLËSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjel.* Ai që shiste dhallë nëpër qytet, shitës dhalli.
DHALLËTOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Bukë misri e zënë me dhallë a me kos.
DHANORE *mb. gjuh.* 1. Rasa dhanore: rasa e tretë e lakimit në gjuhën shqipe. *Enter në rasën dhanore.*
2. *si em.* DHANORE,~JA . Rasa dhanore. *Dhanore e shquar (e pashquar).*
DHASKAL,~I *m. sh.* DHASKENJ, DHASKENJTË.
1. *vjet.* Mësues. *Kur s'ka mend djali, s'ka ç'i bën dhas-kali. fj.u.*
2. *keq.* Mësues që ka njohuri fare të pakta e që është i paaftë, mësues që nuk di t'i mësojë e t'i edu-kojë nxënësit, që s'di të sillet me ta etj.; mësues i keq e i vrazhdë. *Ai ishte dhaskal e jo mësues.*
• Vajti djali te dhaskali e gjeti njeriun që di ta udhëzojë dhe ta bëjë të sillet e të veprojë si duhet; e gjeti ustanë, ra në usta.
DHASKALESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet. Fem. e* DHASKAL,~I.
DHASKALICË,~A . . ~A, ~AT *vjet.* Dhas-kaleshë.
DHASHË. *kr. thj. e* JAP.
DHASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Mësh-qerrë që merr dem para kohe a që mbarset pa mbushur moshën e duhur.
DHE,~U *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Korja e rruzullit tokësor në tërësinë e saj a në një pjesë të caktuar; shtresa e sipërme e kësaj koreje; lëndë e forte a e shkrifët që përbën koren e rruzullit tone; tokë. *Dhe i bardhë (i kuq, i zi, i verdhë, ihirtë). Dhe i ngjeshur (i shkrifët, i forte, i rrahur, i hedhur). Shkarjet (she-mbjet) e dheut. Grumbull (pirg) dheu. Enë dheu. Digë dheu. Ngjyrë (bojë) dheu* ngjyrë e murrme, më të për-hirnë. *Punime dheu. Mbi (nën) dhe. Heq (mbledh) dheun. Mih dheun. Qëroj dheun me lopatë. Fut (vë, kail) në dhe diçka. Futi (vuri, kalli) në dhe dike* varrosi dike. *Nxjerr nga dheu. Mbuloj me dhe.*
2. *vet. nj.* Trualli ku qëndrojnë a lëvizin njerëzit, kafshët etj., vendi ku rrimë a ku lëvizim, sipërfaqja e tokës, tokë. *Ra në dhe. Ulem (shtrihem) në dhe. U be njësh me dheun. Del mbi dhe. Fshij (zhduk...) nga faqja e dheut dike a diçka. Mbështet (vë) këmbën (gjurin, dorën) mbi dhe.*
3. *bised.* Cope toke që e punojmë dhe e mbjellim me bimë bujqësore, tokë, are. *Dhe i lëruar. Një pendë dhe. Ai dhe e mbante gjallë. Beu i punonte dherat me argatë.*
4. Pjesa e forte e rruzullit tokësor në kundërvënie me ujin ose me atmosferën, pjesa e ngurtë e tokës e kufizuar nga uji osee rrethuar nga atmosfera, tokë; stere. *Preku (zuri) dhe anija ( aero p lani). Shkel në dhe. I zunë këmbët dhe. Pas shumë ditësh lundrimi pane dhe me sy.*
5. *gjeol.* Shtresë tokësore me ndërtim e përbërje të caktuar, e formuar nën ndikimin e faktorëve kimikë, biologjikë etj.; tokë. *Dhe ranor (kënetor, gëlqeror,* i *kripur, gurishtor). Prejardhja e dheut. Përbërësit e dheut. Analiza e dheut. Studimi i dheut.*
6. *vet. nj. bised.* Planeti ynë, si një nga planetët e sistemit diellor; rruzulli tokësor si vend i jetës dhe i veprimtarisë së njerëzimit; Toka, bota. *Lëmshi i dheut. Kërthiza (qendra) e dheut. Në të gjitha anët (nga të gjitha anët) e dheut. S"e gjen në të gjithë dheun dike a diçka* s'i gjendet shoku a shoqja. *S'ka në dhe si ai (si ajo). E mori vesh i gjithë dheu. U per-hap në të katër anët e dheut.* 7. *bised.* Hapësirë tokësore ku banon një popull a komb ose që shtrihet brenda kufijve shtetërorë, vend, tokë; atdhe. *Dheu arbëror. Dheu ynë. Dhe i target. Në dhera të huaj.*
8. *vet. nj. përmb. bised.* Tërësia e njerëzve që je-tojnë në një vend, në një krahinë, në një qytet a në një fshat; populli, popullsia. *U mblodh gjithë dheu. V tigrit në këtnbë tërë dheu.*
9. *euf.* Gjarpri, tokësi, dhetokësi. *zuri dheu lopërt.*
•*k* Nën dhe fshehurazi, tinëz, jo hapur. Burri i dheut burrë i zoti, me karakter të forte, burrë mbi b;urra (përdoret edhe si thirror, kur i drejtohemi dikujt). U be beja e dheut *shih* eBE,~JA. I dha dhenë *dikujt* e detyroi të ikë më të shpejtë, e detyroi t';ua rnbathë këmbëve, e vuri përpara; i dha dërmën. Me faqe në dhe (përdhe) *shih te* FAQE,~JA. Hëngri (kafshoi) dhe (botë) *përçm.* vdiq. Hyri në dhe a) vdiq, rribaroi; b) nuk e duronte dot turpin që e zuri, s'dinte ku të futej e të zhdukej nga turpi. Mos U kalbtë në dhe! *shih te* KALB. S'më mban dheu e ndiej veten ngushtë, jam në hall të madh, jam shumë i shqetësuar, s'rri dot i qetë; s'më mban Vendi. Mori fjala dheun (dynjanë) *shih te,* MARR. Mori dhenë (botën) ndër sy *shih te* MARR. E nxjerr (e qit) nga dheu bëj çdo përpjekje, bëj ç'është e mundur dhe e gjej diçka. I vdekur i pafutur (i pa-kallur) në dhe *shih te* VDEKUR (i, e). E piu (e thithi, e përpiu, e rrufiti) dheu *dike* u zhduk pa lënë gjurmë, s'mbeti fare mbi tokë, u shfaros krejt. I tendon (i rë-ndet) dheut *shih te* RËNDO J. Rrahu (çau, kërkoi) dheun (vëndin, dynjanë) *shih te* RRAH. S'e tret dheu *dike shih tek* TRET. Besën (amanetin) s'e tret dheu *shih tek* TRET. E bëri dheun (sheshin, fushën) breg *mospërf. shih te* BREG,~U. lu be fyryra dhe (u be dhe në fy-tyrë) u zbeh shumë, u nxi, u irnua (nga frika, nga tronditja etj.)- Bën hije mbi dhe *keq. shih te* HIJE,~A. Është i miri (i zgjuari, i bukuri, trimi) i dheut a) është me i miri (me i zgjuari, me i bukuri, me trimi) ndër të jgjithë, është i mirë (i zgjuar, i bukur, trim) sa s'ka ku të vejë me; b) *iron,* lëre sa i mirë (sa i zgjuar, sa i bukur, sa trim) që është! E futi (e vuri, e shtiu) në dhe (në varr) për së gjalli (të gjallë) *shih te* VARR,~I. E hap dheun me thonj *shih te* THUA, THOI. Me hedh (me ngre) dheu përpjetë kam një hall të madh që me mu-ndon, jam i shqetësuar, me ngre vendi.

S'është as në qiell as në dhe (as në tokë) *shih te* QIELL,~I. E mcrr me gur e me dhe *diçka shih te* GUR,~I. S'e mban (s'e duron) as qielli, as dheu (toka) *shih te* QIELL,~I. I ka rënë hunda në dhe (përdhe) *iron, shih te* HUNDË, ~A. E ruan si breshka dheun *shih te* BRESHKË,~A. Shtatë pashë nën dhe *shih te* SHTATË. E vuri barkun në dhe *shih te* BARK,~U. I ardhtë era dhe! *mallk.* Vdektë! S'i zënë këmbët dhe (tokë, vend) *shih te* KË-MBË,~A. E kërkoja në qiell, e gjeta mbi dhe (në tokë) *shih te* QIELL,~I. Iuhaptë dheu (varri) nën këmbë! *mallk. shih te* HAPEM. E hëngërt (e ngrëntë, e përpiftë) dheu! *mallk. shih te* HA. Mos u kallsh në dhe! *mallk. shih te* KALL. Arrë dheu *shih tek* ARRË,~A. E Bukura e Dheut *mit. shih te* BUKUR, ~A (e).

I Bukuri i Dheut *mit. shih te* BUKUR,~I (i). Dhe 1 a r ë s *shih* BOTË,~A n. Këlysh dhea *zool. shih te* KËLYSH,~I. Kërpdheu *zool. shih te* KËRP,~I. M i z ë dheu *zool.* milingonë. M o-

I1 ë d h e u *bot. shih te* MOLLË,~A. T ë r ë n d ë t e dheut *shih te* RËNDË,~T (të).

DHE. I. *lidh. I.* Përdoret për të lidhur dy gjymtyrë fjalie të një fare ose dy fjali të bashkërenditura ke-pujore a shtuese; e. *Punëtorë dhe fshatarë. Surra dhe*

*gra. Të rinj dhe të rej'a. Pleq dhe fëmijë. Shokë dhe shoqe! Është i ndershëm dhe punëtor. Punojnë dhe mësojnë.*

2. P6rdoret e përsëritur përpara dy a me shumë gjymtyrëve a fjalive të një fare, kur ato numërohen me radhë njëra pas tjetrës ose kur shënojnë a tregojnë sende, dukuri, veprime që kanë të njëjtën rëndësi, vlerë etj., që janë të njëkohshme etj.; edhe. *Dhe i aftë, dhe i palodhur. Dhe për të sotmen, dhe për të nesërmen. Dhe në teori, dhe në praktikë. Dhe për shko-llën, dhe për jetën. Dhe për dimër, dhe për verë. Dhe punon, dhe meson. I mori të gjithë me vete — dhe fë-mijët, dhe prindërit, dhe shokët.*

3. Gjithashtu, po ashtu, ashtu edhe, edhe. *Si ai dhe ti. Si i ati dhe i biri. Sipas vendit dhe kuvendi. fj.u.*

4. Përdoret për të kundërvënë dy gjymtyrë të një fjalie a dy fjali të një fare; e, edhe. *Duhet punë dhe jo fjalë. Dhe qeros, dhe fodull. Duhej të shkonte me shokët dhe jo të rrinte.*

*5.* Përdoret për të lidhur dy fjalë a dy trajta të së njëjtës fjalë në togje me bashkërenditje, që tregojnë përsëritje a vazhdimësi veprimi ose gjendjeje, që shprehin përforcim etj. *Mirë dhe me mirë. Vetëm dhe vetëm. Keq dhe mos me keq. Foli dhe foli sa u lodh. Kur zë dhe ha, s'ka të ngopur. Kur zë dhe mburret, s'durohet.*

6. Përdoret për të lidhur trajtat e njëjta të një fol-jeje (një here me pjesëzën mohuese$_x$ “s” ose “nuk” dhe një here pa të) për ta paraqitur veprimin a gje -ndjen e shprehur prej saj si jo të sigurt, jo të prerë etj. *Dhe e bën, dhe s'e bën. Dhe e thotë, dhe s'e thotë. Dhe është, dhe s'është. Dhe vjen, dhe s'vjen.*

7. Përdoret në fillim të një fjalie që plotëson, zhvi-llon a sqaron një mendim të shprehur nga një fjali tjetër para saj. *E Ian, e ushqen, ia bën të gjitha gati. Dhe pastaj ka gojë e flet.* □ *Shkuan të gjithë. Dhe fëmijët.* □ *Japim gjithçka për mbrojtjen e vendit tone socialist. Dhe jetën.*

8. *përd. pj.* Përdoret në fillim të një togfjalëshi a të një fjalie për të përforcuar ose për të theksuar kup-timin që shprehet prej tyre ose për t'i dhënë gjallëri e bukuri ligjërimit a për të rritur fuqinë shprehëse të tij. *Dhe pranvera erdhi. Dhe sot fshati lulëzon. Dhe lindi te nejeta e re.*

9. *përd. ndajf.* Përdoret përpara mbiemrave dhe ndajfoljeVe në shkallën krahasore me kuptimin “ne një shkallë më të lartë, me shumë, me tepër, ca”. *Dhe më të mëdha. Dhe me i forte (me i mirë...). Dhe me bukur (me shumë, me keq...).*

II. *pj.* Përdoret për të theksuar a për të përforcuar kuptimin e një fjale, të një togfjalëshi a të një fjalie. *Dhe atje nuk u mësua. Dhe të lodhur katër sy shohin prapë me mirë se dy.fj.u.*

•*k* Dhe ja *shih te* JA. Si dhe përdoret si lidhëz bashkë-renditëse këpujore a shtuese, si edhe, dhe. Si..., (ashtu) dhe përdoret si lidhëz bashkërenditëse këpujore a shtuese për të lidhur dy fjalë të një fjalie a dy fjali të një fare që krahasohen midis tyre; ashtu edhe, gjithashtu.

DHEAS *ndajf.* Dheras. *Fluturuan dheas (zogjtë).*

DHEBARDHË,~A . Botëbardhë. *Dhebardha e mban lagështinë me shumë.*

DHEGËRMUES,~E *mb.* 1. Që shërben për të gërmuar dheun. *Makinë dhegërmuese. Ekskavator dhegërmues.*2. Që mcrret me gërmimin e dheut, që gërmon dhe. *Punëtor dhegërmues.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

DHElSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend tërc dhe, vend plot me dhera (zakonisht të hedhura).

DHEKUQE,~JA . Botëkuqe.

DHEL *leal.,* ~A, ~UR. Përkëdhel, ledhatoj.

DHELATAR,~E *mb.* 1. Që është mësuar me për-këdheli, i përkëdhelur; që është i vetëm dhe rritet me pekule. *Djalë dhelatar. Vajzë dhelatare.*

2. Që të bën lajka, lajkatar. *Njeri dhelatar.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. DHELE,~T . *vet. sh.* Përkëdhelje, ledhatime. DHELËKUNDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Tërmet.

DHELPARAK,~E *mb.* 1. Që përdor dredhi për të bëtë a për të arritur diçka, që vepron a sillet me di-nakëri; dinak. *Armiku dhelparak. Është dhelparak.*

*2.* Që bëhet me dredhi, që është plot dinakëri; që është karakteristik për një njeri dinak; dinak. *Buzë-qeshje dhelparake. Vështrim dhelparak. Qëndrim dhelparak. Sjellje dhelparake. Fjalë dhelparake. Politikë dhelparake.*

DHELPËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Kafshë gjitare grabitqare, e ngjashme me qenin e me ujkun, me trup shumë të shkathët, me turi të mprehtë, me bisht të gjatë e të dendur si shtëllungë, që është shumë dinake dhe e guximshme. *Dhelpra dinake. Dhelpra bishtgjatë. Strofulla e dhelprës. Këlyshët e dhelprës. Bishti i dhelprës. Lëkurë (gëzof) dhelpre. Dinak si dhelpër.*

2. *fig.* Njeri shumë dinak. *Dhelpër plakë. Dhelpër e vjetër.*

3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Është me dhelpër se dhelpra.*

•^ Ç'do dhelpra në pazar? e kërkon vetë të keqen, shkon si cjapi te kasapi. S'ia ha pulat dhelpra *dikuj t shih te* PULË,~A. E zë dhelprën (lepurin) me qerre *dikush shih te* QERRE,~JA. Kur s'ke pula, pse hahesh me dhelprat? (mos u merr me dhelprat!) *shih te* PULË,~A. Moj dhelpër, mo} ankojë, shumë armiq zure me gojë! *iron,* thuhet për një njeri që e ka zakon të ankohet vazhdimisht me qëllim që të ketë ndo-një përfitim. Rrush dhelpër *shih te* RRUSH,~I

DHELPËRI,~A . *sh.* ~, ~TË. Veprim që bëhet për të mashtruar të tjerët, për t'ua hedhur atyre pa u kuptuar, veprim a sjellje prej dinaku, dredhi, di-nakëri. *Punon (vepron) me dhelpëri.*
DHELPËRISHT *ndajf.* Me dhelpëri, me dinakëri. *Veproi dhelpërisht.*
DHELPËR, OJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Përdor dredhi a dinakëri në veprime a në sjellje, veproj a sillem me dinakëri.
DHELPËROR,~E *mb.* Që bëhet me dredhi, që është plot dinakëri; dinak, dhelparak.
DHELPËRUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I vogli i dhelprës, këlysh dhelpre. *Ushqente dhelpërushët (dhelpra).*
DHELPËRUSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* DHELPËRUSH,~I. *Dhelpërushët e vogla.*
DHEMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Gjeometër. *U be dhematës.*
DHEMATËS,~E *mb.* 1. Që shërben a që përdoret për matje të ndryshme në tokë. *Vegla (mjete) dhe-matëse.*
2. Që bën matje të ndryshme në tokë, që merret me matje të ndryshme në tokë; që bën punën e gjeo-metrit.
DHEMB *jokal.,* ~I, ~UR *(zakonisht me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* I. Ndiej dhembje në trup, ndiej në trup diçka që s'më lë të qetë, që me mundon a me shqetëson; me ther a me sëmbon diçka. *Me dhentb koka (balli, gryka, trupi, zemra, këmba, dora, mesi, dhëmbi, dhëmballa). Me dhembin sytë. Me dhentb në ijë. Me dhetnb shumë (pak).*
2. Me ngjall dhembshuri; me vjen keq për dike a për diçka, me dhimbset. *Me dhemb fëmija. Me dhemb në zemër. Me dhemb shumë. S'i dhetnb fare.*
3. S'mund të rri i qetë, shqetësohem, bëhem merak për diçka. *U dhemb atje ku i dhemb popullit. U dhemb të gjithëve diçka.*
•*k* I dhembin sytë (kur e sheh) nuk mund ta durojë dike a diçka, nuk i pëlqen fare. I dhemb shpirti i dhimbset jeta, i vjen keq të vdesë. Me dhemb zemra (shpirti) për *dike a për diçka shih* te ZEMËR,~RA. E di ku i dhemb dhëmbi (dhëmballa) *fj. u.* e di vetë se për se ka me shumë nevojë a ku e ka pikën më të dobët; vetë e di ku e ka hallin, i zoti e di ku i pikon çatia. Ku të dhemb e ku të djeg atje ku i dhemb me shumë. Ku dhemb dhëmbi, vete gjuha mendja të shkon a të rri tek ajo gjë që të shqetëson me shumë, për atë kërkon të flasësh.
DHEMBEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* 1. *kryes. veta III.* Me ngjall një ndjenjë dashurie a dhemb-shurie, është i dashur për mua; ndiej keqardhje për dike, me dhimbset. *dhemben fëmijët (shokët). S"i dhembet fare.*
2. *vet. veta III.* Është diçka e shtrenjtë, e dashur për mua, e ruaj me shumë kujdes diçka; me vjen keq ta dëmtoj, ta jap, ta prish etj. diçka; e kursej diçka, me dhimbset. *dhembet prona socialiste. I dhembet leku i popullit.*
DHEMBJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Mundimi, shqetësimi a vuajtja që provon a heq dikush kur i dhemb diçka në trup, ndjenja që shkaktohet nga një vuajtje fizike; sëmbim, therje. *Dhembje e forte (e pa-durueshme, therëse, e lehtë, e mbytur). Dhembja e plages. Dhembjet e lindjes. Dhembja e dhëmballës (e veshit). Dhembje koke (barku, mesi, gryke, koc-kash). Qetësimi (pakësimi) i dhembjeve. Bar për dhembje. Ndiej (kam, heq) dhembje. Me zunë (me lane) dhembjet. Rënkon (thërret) nga dhembjet. Shfaqet me (pa) dhembje.*
2. Ndjenjë dashurie a dhembshurie për dike a për diçka, vuajtje shpirtërore, keqardhje e madhe qe ndien dikush për dike a për diçka, prekje e thellë në zemër për gjendjen e vështirë të dikujt a të diçkaje. *Dhembja për prindërit (për fëmijët, për shokët). (S")ka dhembje.*
DHEMBJEMADH,~E *mb.* 1. Që heq e vuan shumë; që e ka kaluar jetën me mundime e vuajtje. 2. Që të lëndon shumë, që të shkakton a që të jepdhembje të mëdha, i dhembshëm; që të bën të vuash, që është plot mundime, vuajtje etj. *E kaluara dhembje-madhe.*
3. Që ndien dhembje e dashuri të madhe për të afcrmit, për shokët, për miqtë etj., shumë i dhemb-shur. *Baba dhembjemadh. Nënë dhembjemadhe.*
DHEMBJEPLOTË *mb. poet.* Që shpreh dashuri ë dhembshuri; që bëhet a që shfaqet me dashuri a me dhembje të madhe, që është plot dashuri, plot dhembje; i dhembshur. *Fjalë dhembjeplotë.*
DHEMBJEPRURËS,~E *mb. libr.* Që të sjell dhembje, që të shkakton dhembje.
DHEMB JEQETËSUES,~E *mb.* 1. Që shërben për të qetësuar a për të ndaluar dhembjet. *Bar (ilaç) dhembjeqetësues.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
DHEMBKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dhembje. *Me dhembka të mëdha.*
DHEMBSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që të dhemb (për plage etj.), qëtë jep dhembje. *Plage e dhembshme.*
2. Që të lëndon shumë, që të bën të pikëllohesh, që të shqetëson, që të prek thellë në zemër. *Histori (ngjarje) e dhembshme. Letër e dhembshme. Vdekje e dhembshme.*
3. I dhembshur. *Nënë (vajzë) e dhembshme. Baba I dhembshëm.*
DHEMBSHËM *ndajf.* Me dashuri e me dhembje, me dhembshuri, dhembshurisht. *foli dhembshëm. E pa dhembshëm.*
DHEMBSHUR (i,e) *mb.* 1. Që i do shumë të afër-mit, shokët, miqtë etj., që ndien dhembje e dashuri për ta, që bën shumë për ta a që është shumë i dhënë pas tyre; që i dhimbsen shumë të tjerët, që i vjen keq për ta; që preket shpejt, zemërbutë. *Nënë (vajzë) e dhembshur. Baba (djalë) i dhembshur. Prindër (fë-mijë) të dhembshur. Është (duket) i dhembshur.*
*2.* Që të ngjall ndjenja dashurie, që është i dashur, që të dhimbset. *Vendlindja është e dhembshur.*
3. Që shpreh dashuri e dhembshuri, që është plot dashuri, plot dhembje etj. *Letër e dhembshur. Vësh-trim i dhembshur.*
DHEMBSHURI,~A . Ndjenja që ushqen dikush për njerëzit që i do a që i dhimbsen, dashuria a dhembja që ka a që ndien dikush për dike a për diçka; ndjenjë e thellë keqardhjeje etj., zemërbutësi; të qenët i dhembshur. *Dhembshuria e nëtlës (e babait, e prindërve, e fëmijëve). Dhembshuria për vendlindjen. Me (pa, plot) dhembshuri. Ndjenjë dhembshurie. (S')ka dhembshuri. Shpreh dhembshuri. Përkëdhel me dhembshuri.*
DHEMBSHURISHT *ndajf.* Duke shfaqur dhembje e dashuri, me dhembshuri. *flas dhembshurisht. E puth (e përqafoj) dhembshurisht.*
DHEMBURA,~T (të) . *vet.sh.* Dhembje nga një plage, nga një sëmundje etj.; sëmbime, therj'e. *Të dhembura të forta (të mëdha, të padurueshme). Të dhembura koke (mesi). Të dhemburat e lindjes. E zurtë të dhemburat. Ndiej të dhembura.*

DHEMBURI,~A . Dhembshuri. *Me dhemburi të madhe.*
DHEMIHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që mih
dheun për hapjen e kanaleve, të hendeqeve etj.; ai që mih dheun.
DHEMIZË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Mizë që pështyn mishin, mizë mishi.
DHEN,~TË *f. vet. sh.* Delet, deshtë dhe shqerrat. *Bari dhensh. Tufë dhensh. Ruante dhentë. I qethën dhentë.*
• Ndaj dhentë (delet) nga dhitë *shih te* DHI,~A. Si dhentë pa çoban *shih te* ÇOBAN,~I. Si dhentë në shtmngë në rresht njëri pas tjetrit e ngjeshur me njëri-tjetrin. Si dhentë në vathë grumbull, kokë me kokë, ngjeshur me njëri-tjetrin. Si dhia në mes të dhenve *keq. shih te* DHI,~A. Kur të qethen dhentë e kuqe kurrë, asnjëherë. Mbetën si dhentë pa bari *shih te* BARI,~U. I vijnë dhentë pa çoban *shih te* ÇOBAN, ~I. Dhentë pa bari i ha ujku një nga një *shih te* BARI, ~U. Dhentë e dhitë e Zeres, nami i Kapllan Qeres thuhet kur dikush punon, por lavdërimet, të mirat etj. i merr një t jetër. Lule dhensh *bot. shih te* LULE, ~JA. Zogu i dhenve *zool. shih te* ZOG,~U.
DHENAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bari dhensh, del-mer. *Dhenari i fshatit.*
DHENOR,~E *mb.* 1. Që kullot bashkë me dhen, që rri në tufën e dhenve (për dhitë).
2. *si em.* ~E, ~JA. *sh.* ~E, ~ET. Dhi që rri e kullot bashkë me dhentë, dhi në tufën e dhenve.
DHENRRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me rritjen e dhenve; dhenar.
DHENTË (i,e) *mb.* 1. Që del nga dhentë, që merret nga dhentë, prej dhensh. *Lëkurë e dhentë. Lesh (qu-mësht) i dhentë.*
2. Që bëhet me lesh dhensh. *Gunë e dhentë.*
DHENXJERRËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Anije lundruese për thithjen dhe nxjerrjen e dheut nga fundi i lumit, i detit etj., për pastrimin e kanaleve, për the-llimin e lumenjve të lundrueshëm, të porteve etj.; makinë e posaçme për shfrytëzimin e mineraleve të dobishme në vendburimet e shkriférimeve; dragë.
DHERAS *ndajf.* Njësh me dheun, rrafsh me token; thuajse ngjitur me token, paksa mbi sipërfaqen e tokës. *Iku dheras. Fluturoi dheras. Uleshin fare dheras*
*(zogjtë).*
DHERAZI *ndajf.* Dheras.
DHERISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Përzierjc dheu ose rëre me pleh. *Dherishte pylli. Shtresë dhe-rishteje. Grumbulloj dherishte. Mbush me dherishte (koshin).*
DHERRI3SH,~I *m.* Vapem.
DHES,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Shtrat lumi, përroi etj., lug ku rrjedhin ujërat.
DHESPOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Titull fetar në kishën ortodokse ndërmjet priftit dhe mitropolitit, peshkop; ai që mban këtë titull, kryetar i një dioqeze ortodokse (në vendet ku vepron feja ortodokse; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
• E bën dhespotin (priftin, hoxhën) me barrë *tall, shih te* BARRË,~A.
DHESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që lidhet me dheun si vend i jetës dhe i veprimtarisë së njerëzimit, që i përket dheut, tokësor.*1. Jet.* Që, sipas dogmës fetare, s'mund të jetë i pastër a pa mëkate përderisa është në "këtë botë", që është i mbushur gjoja me mëkatet e "kësaj bote"; *kund.* qiellor.
DHETOKËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. Gjarpër, tokës.
DHEUL,~A. *sh.* ~A, ~AT. Mizë dheu, mi-lingonë.
DHEVËSHTRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *folk.* Figure e përrallave popullore, që gjoja ka aftësinë të dëgjojë e të kapë çdo zhurmë që vjen nga larg, duke vënë veshin në dhe.
DHËMB,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Secila nga eshtrat e Vogla të ngulitura thellë në të dyja nofullat, që i shërbejnë njeriut ose kafshës për të copëtuar e për të përtypur ushqimet ose për të kafshuar diçka; secila nga këto eshtra të vogla që ndodhen në pjesën e për-parme të nofullave dhe që janë më të imëta e më të mprehta se ato që ndodhen anash, dhëmb i përparmë. *Dhëmbë të gjatë (të mëdhenj, të vegjël, të dale). Dhëmbë të bardhë (të zverdhur, të nxirë). Dhëmbë të mprehtë (të forte). Dhëmb i prishur (i krimbur). Dhëmb ka-tarosh* stërdhemb. *Dhëmbë të vënë. Dhëmbët e përparmë (dhëmbët prerës)* dhëmbët që ndodhen në pjesën e përparmë të nofullave midis dhëmbëve të qenit dhe që janë më të hollë e më të mprehtë se të tjerët. *Dhëmbët e qumështit* dhëmbët e parë të njeriut a dhëmbët e foshnjërisë që me kohë zëvendësohen me dhëmbë të tjerë. *Dhëmbët e syrit (e qenit)* të katër dhëmbët me majë, nga dy për çdo nofull, që gjenden midis dhëmbëve të përparmë a dhëmbëve prerës dhe para dhëmballëve. *Dhëmbët e dhëmballët. Dhëmbët e maces (e qenit, e ujkut, e luanit, e tigrit, e dhelprës). Dhëmbët e brejtësve. Dhëmb floriri* dhëmb i vënë flo-riri. *Me (pa) dhëmbë. Mishi i dhëmbëve (mishrat e dhëmbëve)* mishi përqark fundit të dhëmbëve, trysat. *Nervi i dhëmbit. Rrënja (palca) e dhëmbit. Bar (paste, furçë, kraese) dhëmbësh. I dolën (i ranë) dhëmbët. M'u mpinë dhëmbët. Laj (pastroj) dhëmbët. Shkul (heq) dhëmbin. I ngul (i fut) dhëmbët* kafshoj. *Thyej (kafshoj, copëtoj) me dhëmbë. Kap me dhëmbë.*
2. *kryes. sh.* Varg pjesësh të dala, zakonisht të mprehta ose me majë, në një vegël, në një mekanizëm a në një send tjetër; dhëmbëz; fije e hollë kallami, teli a metali e krehrit të tezgjahut. *Dhëmbë të hekurt (të çeliktë). Dhëmbët e sharrës (e frezës, e ingrana-zhit). Dhëmbët e krehrit. Rrotë (lesë, frezë) me dhëmbë.*
*-k* I armatosur gjer (deri) në dhëmbë i armatosur shumë mirë, i pajisur më të gjitha armatimet, i armatosur nga koka deri te këmbët. Cacër pa dhëmbë *shar.* njeri i matufosur e i rrëgjuar që nuk vlen me për asgjë. S'i kanë dalë (ende, akoma) dhëmbët *mospërf.* është ende i ri, i ka buzët me qumësht. Diell me dhëmbë dielli i ditëve të ftohta të dimrit, diell që s'të ngroh. Dhëmb për dhëmb në mënyrë të vendosur e të rreptë, me ashpërsi të madhe; për jetë a vdekje; majë me majë. Me erdhi në dhëmbë *një fjalë* gati sa s'e thashë, e kisha në majë të gjuhës. Flas (them) nëpër dhëmbë flas (them etj.) jo qartë, pa i shqiptuar mirë fjalët e pa i sqaruar gjërat, murmurit. E ha me dhëmbë *shih te* HA. Hahem me dhëmbë *shih te* HAHEM. I jap një dhëmb *dikujt shih te* JAP. Ma mbajti dhëmbi gati sa s'e thashë, desh e thashë diçka. Mpreh dhëmbët *shih te* MPREH. I ndriti dhëmbët (sytë) *shih te* NDRIT. I ranë dhëmbët (i ranë dhëmbë e dhëmballë)
a) u plak; *b) (diku,* në *një punë, në një vend)* është shumë i vjetër, ka shumë kohë, u plak (në një punë, në një vend etj.). I skërmiti (i kërcitI) dhëmbët *dikujt shih te* SKERM1T. I shkuli (i tundi) dhëmbët (dhëmballët) *dikujt shih te* SHKUL. Shtrëngon (kërcet) dhëmbët *shih te* SHTRËNGOJ. Me shpirt ndër dhëmbë a) me mundim të madh, me shumë vuajtje, me zor të madh; b) gati për

vdekje, sa mezi mbahet. I tregoi (i dëfteu) dhëmbët *shih te* TREGOJ. Me thikë ndër dhëmbë *heq.* duke kërcënuar, me kërcënim. Me thonj e me dhëmbë me përpjek-je e me mundime të mëdha, më të gjitha fuqitë, me vështirësi të mëdha. Theu dhëmbët *shih te* THYEJ. I theu (i dërrmoi) dhëmbët (hundët, brinjët, turinjtë, nofullat) *dikujt përçm. shih te* THYEJ. Zbardh (hap, zbuloj) dhëmbët *keq. shih te* ZBARDH. I zbërtheu dhëmbët (gojën, gjuhën) *d i k uj t shih te* ZBËRTHEJ. Me zuri dhëmbi *diçka* hëngra diçka, hëngra pak gjë. S'ta zë dhëmbi a) *(diçka që hahet)* është një cope fare e vogël, s'është për t'u ngopur;b) s'ësh-të për t'u thënë, nuk duhet përmendur. Ha (bren) hekurin (çelikun, plumbin, gurin) me dhëmbë a) është shumë i zoti, është shumë trim etj., ia del mbanë çdo gjëje, të merr gjak në vetull; b) bën njërën nga inati, s'përmbahet nga zemërimi. Ha token (dheun) me dhëmbë s'di ç'të bëjë nga zemërimi. Ha veten (duart) me dhëmbë a) mundohem shumë, sfilitem, bëj ç'është e mu-ndur për të arritur a për të plotësuar diçka; b) me vjen inat me veten, me bren inati. Kafshoi (hëngri) buzët me dhëmbë *shih te* KAFSHOJ. Sikur kaq (sa të kallt) ta bësh dhëmbin! mundohu sa të duash!, hidhu përpjetë po të duash! S'më lë të kruaj dhëmbin *shih te* KRUAJ. Mbaje (shtrëngoje) gjuhën pas (prapa) dhëmbëve (ndër dhëmbë, në mes të dhëmbëve)! *shih* reGJUHË,~A I,J. Mbeti (rri) me dhëmbë jashtë *keq. shih te* JASHTE. I nxori dhëmbë e dhëmballë e mundoi shumë, e sfiliti, s'i la gjë pa bërë, ia mori shpirtin. I njoh dhëmbë e dhëmballë e njoh dike shumë mirë, ia di mirë të gjitha të mirat e të ligat, zakonet, huqet etj. Ma pruri (ma solli) shpirtin ndër dhëmbë (në fyt) *shih te* FYT,~I. la shtrëngon dhëmbët nganjëherë *shih te* SHTRËNGOJ. I zuri dhëmbi bukë (tagji) s'është me nevojtar, është në gjendje më të mirë, e mori veten ekonomikisht, u pasurua. Dëshiron të të puthë e të ha me dhëmbë *shih te* PUTH. E di ku i dhemb dhëmbi (dhëmballa) *shih te* DHEMB. Me gojë të Ian, me dhëmbë të can *fj.u. shih te* LAJ. Kur s'ha kumbulla, s'të mpihen dhëmbët (dhëmballët)..!. *shih te* MPIHEM. I ka dhëmbët me bukën time ma ka harruar të mirën që i kam bërë, eshtë mosmirënjohës. S'i zë gjuha vend ndër dhëmbë (s'i rri gjuha prapa dhëmbëve) *shih te* GJUHË,~A i. Ku dhemb dhëmbi vete gjuha *shih te* DHEMB. Kush luan këmbët, luan dhëmbët *fj.u.* kush punon, ha. Djemtë (f ëmijët) hanë kumbulla (thana), pleqve u mpihen dhëmbët *iron, shih te* MPIHEM.

DHËMBAC,~E *mb.* edhe *shar.* 1. Që i ka dhëmbët të rrallë e të vegjël, që s'ka dhëmbë të rregullt. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

DHËMBALLË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. Secili nga dhëmbët e mëdhenj nga të dy anët e gojës që vijnë pas dhëmbëve të syrit dhe që shërbejnë për të përtypur e për të thërrmuar ushqimin. *Dhëmballët e pje-kurisë (e urtësisë, e diturisë)* dhëmballët e syrit. DAëm-*ballët e veshit* dhëmballët e syrit. *Dhëmballët e syrit* katër dhëmballët e fundit që dalin në moshën 18-25 v jeç e ndonjëherë edhe me vonë. *Dhëmballët e poshtme (e sipërme). Dhëmballë e prishur (e krimbur). Medhemb dhëmballa. Me ka mbledhur dhëmballa. Mbush një dhëmballë. Heq (shkul, thyej) dhëmballën.*

*k* Me rrënjë e me dhëmballë *shih te* RRËNJË,~A. I shkuli (i tundi) dhëmballët (dhëmbët) *dikujt shih te* SHKUL. I nxori dhëmbë e dhëmballë *shih te* DHËMB, ~I. I njoh dhëmbë e dhëmballë *shih te* DHËMB, ~I. I ranë dhëmbë e dhëmbaUë (i ranë dhëmbët) *shih te* DHËMB,~I. E di ku i dhemb dhëmballa (dhëmbi) *shih te* DHEMB. Kur s'ha kumbulla, s'të mpi-hen dhëmballët (dhëmbët) *fj.u. shih te* MPIHEM.

DHËMBARASH,~E *mb.* 1. Që i ka dhëmbët të shtrembër e të çrregullt; dhëmbac. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbtemrit.

DHËMBÇlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes DHËMBÇOJ.

DHËMBÇOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I ngul dhëmbët, e kafshoj. *Dhëmbçoj mollën (bukën).*

DHËMBEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Krehri i avië-mendit.

DHËMBECËR,~I *m. sh.* ~, ~IT. Krehër me dy pale dhëmbë të vegjël për të krehur dhente.

DHËMBËBARDHË *mb.* Që ka dhëmbë të bardhë, me dhëmbë të bardhë. *Vajzë dhëmbëbardhë. Kale dhëmbëbardhë.*

DHËMB_ËBRISK *mb.* Që i ka dhëmbët shumë të mprehtë, me dhëmbët si brisk.

DHËMBËÇAKALL,~E *mb.* edhe *shar.* 1. Që i ka dhëmbët të mëdhenj e të gjatë, me dhëmbë si të ça-kallit. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

DHËMBËÇATALL,~E *mb.* edhe *shar.* 1. Që ka dhëmbë të shtrembër e të dale jashtë radhe, që ka stërdhëmb, me dhëmbë si çatall, dhërnbëkatarosh.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

DHËMBËDALË *mb.* edhe *shar.* 1. Që ka disa dhëmbë të dale përpara dhëmbëve të tjerë; që i dalin dhembet përpara, me dhëmbë të dale. *Shtriga dhëmbë-dalë.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

DHËMBË-DHËMBË *mb.* 1. Që ka ose që ka marrë trajjtën e dhëmbëve; që është me dhëmbëza, i dhëmbë-zuar; që është ose është bërë si me dhëmbë. *Rrotë dhembë-dhëmbë. Gjethe dhëmbë-dhëmbë. Brigje dhëmbë-dh'ëmbc. Mure dhëmbë-dhëmbë.*

2j. Që është kafshuar me dhëmbë dhe ka shenjat a gjurmët e dhëmbëve. *E bëri bukën (mollën, pjeprin) dhe mbë-dhëmhë.*

pHËMBËFILDlSHTË *mb.* Që ka dhëmbë të bukur e të shkëlqyeshëm, me dhëmbë që ndrijnë si fildish.

DHËMBËFLORlNJTË *mb.* Që ka një ose disa dhëmbë të fforinjtë, me dhëmbë florin.

DHËMBËGJATË *mb.* edhe *shar.* I. Që i ka dhëmbët të gjatë, me dhëmbë të gjatë. *I. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

DHËMBËJASHTË *mb.* edhe *shar.* 1. Që i ka dhëmbët shumë të dale, saqë i dalin përpara nga jashtë, dhëmbëdalë.

*2: Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

DHËMBËKALË,~I *m. bot.* Lloj misri me kalli

të madh e me kokrra të bardha e të mëdha; miser i bardhë.

DHËMBËKATAROSH,~E *mb.* edhe *shar.* 1. Që i ka dhëmbët kataroshë, që ka stërdhëmb. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

DHËMBËKRIMBUR *mb.* edhe *shar.* 1. Që i ka dhëmbët të prishur, me dhëmbë të krimbur. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

DHËMBËKRUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Fije e hollë druri, e cila shërben për të hequr mbeturinat e ushqimit që mbeten nd&mjet dhëmbëve; kruese dhëmbësh, kleçkë dhëmbësh.

DHËMBËMADH,~E *mb. 1.* Që i ka dhëmbët të mëdhenj, me dhëmbë të mëdhenj.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
DHËMBËMPREHTË *mb.* Që i ka dhëmbët të mprehtë, me dhëmbë të mprehtë. *Ujku dhëmbëmprehtë.*
DHËMBËPRERËS,~E *mb. tek.* Që shërben për të bërë me dhëmbë a për të dhëmbëzuar një vegël, një mekanizëm etj. *Makinë dhëmbëprerëse. Frezë dhëmbëprerëse.*
DHËMBËPRfSHUR *mb.* edhe *shar.* Që i ka dhëmbët të prishur, me dhëmbë të prishur, dhëmbëkrimbur.
DHËMBËQELIBAR,~E *mb.* Që i ka dhëmbët të bukur e të ndritshëm si qelibar.
DHËMBËQEN,~E *mb. shar.* 1. Që i ka dhëmbët të mëdhenj e me majë si të qenit, me dhëmbë si të qenit.
2. Që skërmit dhëmbët si qen.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
DHËMBËQËRUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET.
Dhëmbëkruese.
DHËMBËQITUR *mb. shar.* 1. Që ngërdheshet a që zbardh dhëmbët vazhdimisht, që rri me dhëmbët jashtë.
2. Që do vetëm të hajë, që rri me dhëmbët jashtë gati për të ngrënë (për kafshët). *Kuçedra dhëmbëqitur.*
DHËMBËRËNË *mb.* 1. Që i kanë rënë dhëmbët, që s'ka me dhëmbë. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
DHËMBËRRUAZË *mb.* Që i ka dhëmbët të vegjël e të bukur, që i ka dhëmbët si rruaza.
DHËMBËS,~I *m sX* ~, ~IT. 1. Grabujë. *Mbledh me dhëmbës.* 2. Lloj çekiçi me uy dhëmbë për të gdhendur gurët.
DHËMBËSQEPAR *mb.* edhe *shar.* Që i ka dhëmbët të mëdhenj e të mprehtë, me dhëmbë të mëdhenj e të mprehtë.
DHËMBËSTRALL,~E *mb.* Që i ka dhëmbët të forte, me dhëmbë të forte si stralli.
DHËMBËSUTË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *mit.* Figure e mitologjisë popullore, e përfytyruar si një pelë e shurdhër, së cilës. hipte kushdo që donte të shpëtonte nga rreziku.
DHËMBËSUTË,~A n *sh.* ~A, ~AT *zool.* Guaskë e vogël deti e bardhë, e forte, e shkëlqyer dhe e ngjashme me një dhëmb sute.
DHËMBËSHARRË *mb.* Që i ka dhëmbët në ar.ëne poshtme si sharrë, me dhëmbët si sharrë; dhëmbë-mprehtë.
DHËMBËSHATË *mb.* edhe *shar.* Që i ka dhëmbct shumë të gjerë e të mëdhenj, me dhëmbët si shatë.
DHËMBËSHKULUR *mb.* Që i Icanë rënë dhëmbët, që s'ka dhëmbë, pa dhëmbë, dhëmbërënë.
DHËMBËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjeku i dhëmbëve, dentist.
DHËMBËTARI,~A . Profesioni i dhëmbëtarit a i dentistit; mjekimi i dhëmbëve. DHËMBËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ha me
dhëmbë, kafshoj. *Dhëmbëtoi gishtin.* 2. Dhëmbëzoj.
DHËMBËTHYER *mb.* edhe *shar.* 1. Që ka dhëmW të thyer, që ka thyer dhëmbët, me dhëmbët të thyer. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
DHËMBËZ,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Varg pjesësh të dala në një vegël, në një mekanizëm a në një send tjetër, të cilat kanë trajtën e një dhëmbi të vogël me majë, dhëmb i vogël. *Dhëmbëzat e sharrës (e rrotës). Dhëmbëzat e krehrit. Dhëmbëzat e gjethes. Dhëmbëz e mprehtë (e thyer). Iu thyen dhëmbëzat.*
DHËMBËZAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Çekiç me teh të dhëmbëzuar për të latuar hollë. *ra gurit me dhëmbëzak.*
DHËMBËZEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mit.* Shtrigë me dhëmbë të zez (sipas besimeve të kota).
DHËMBËZI,~ZEZË *mb.* 1. Që i ka dhëmbët si të zez, që i nxijnë dhëmbët. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
DHËMBËZIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DHËMBËZOJ, DHËMBË-ZOHET. *Dhëmbëzimi i sipërfaqes.*
*2.* Pjesë e dhëmbëzuar e një vegle, e një mekanizmi a e një sendi tjetër; tërësi dhëmbëzash të një vegle a të një mekanizmi.
DHËMBËZOHET *vetv.* 1. Bëhet dhëmbë-dhëmbë, bëhet me dhëmbëza.
2. *Pës. e* DHËMBËZOJ. *Dhëmbëzohet me Hmë (me daltë).*
DHËMBËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E bëj dhëmbë-dhëmbë, e bëj me dhëmbëza.
DHËMBËZORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjeod.* Derrasë e dhëmbëzuar me ndarje e nënndarje, e cila përdoret për të bërë matje dhe për të krahasuar ni-velin e dy pikave në punët gjeodezike.
DHËMBËZUAR (i, e) *mb.* 1. Që është me dhëmbë a me dhëmbëza, që ka dhëmbë a dhëmbëza; që i ka anët dhëmbë-dhëmbë. *Disk (cilindër) i dhëmbëzuar.*
2. Që ka pjesë (rrota etj.) dhëmbë-dhëmbë. *Mjete të dhëmbëzuara* traktorë, buldozerë, tanke etj.
3. Që s'është i rrafshët, që është me pjesë të ngritura e me pjesë të thelluara, me pjesë të dala si dhëmbë; që është me bedena. *Majat e dhëmbëzuara të maleve.*
DHËMBINXHI *mb.* Që ka dhëmbë të vegjël, të rregullt e të ndritshem, që i ka dhëmbët si inxhi.
DHËMBO,~JA *m. sh.* ~, ~T *shar.* Njeri me dhëmbë jo të rregullt (të shtrembër, të rrallë, të dale përpara etj,).
DHËMBOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me dhëmb8t; që u përket dhëmbëve. *Nerv dhëmbor.*
2. *gjuh.* Që shqiptohet duke puqur majën e gjuhës e pjesërt e përparmc të saj tek ana e pasme e dhëmbëve të sipcrm (për tinguj të tillë si d, t etj.). *Ttnguj dhëm-borë. Bashkëtingëlloret dhëmbore.*
3. *gjuh. si em.* ~ E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ti-ngull dhëmbor.
DHËMBORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. GtabujI, dhëmbës.
DHËNDËR,~RI m. *sh.* ~t)RË ~URËT. l.Djd-li që po martohet ose që sapo është martuar; djali që është fejuar e që do të martohet së shpejti. *Rrobat e dhëndrit. Krushqit (njerëzit) e dhëndrit. U nis dhëndër.*
2. Burri i vajzës a i motrës së dikujt. *Dhëndri i madh (i vogël). Dhëndri ipare (i dytë...). E kam dhëndër. E bënë dhëndër.*
•*k* U be dhëndër u vesh me rroba të reja, u vesh e u stolis si dhëndër. Bukur për dhëndër! *ur. shih te* BUKUR. Dhëndër brenda dhëndër që jeton së bashku me prindërit e nuses. U be djali dhëndër u rrit djali, u be për t'u martuar. Dhëndri rrtihet në fund është ende herët, s'ka ardhur radha, koha etj. për të kërkuar a për të bërë dicka. Kjo është nusja, ky është dhëndri *shih te* NUSE,~JA.
DHËNDËRl,~A. 1. Të qenët dhëndër; koha sa është njeriu dhëndër. *Koha e dhëndërisë. Rrobat (këpucët) e dhëndërisë.*
2. *përmb.* Dhëndurët e një familjeje. *U mblodh (erdhi) dhëndëria. Thirri dhëndërinë për darkë.*
DHËNDËRISHT *ndajf.* Ashtu si e bëjnë, si e mbajnë a si e kane zakon dhëndurët, sipas mënyrës së dhën-durëve, si dhëndurët.

DHËNDËRISHTE *mb.* Që është për dhëndurë; që bëhet në kohën e dhëndërisë; që bëhet nga dhëndurët. *Rroba dhëridërishte. Këngë dhëndërishte.*

DHËNDËROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëhem dhëndër; jam dhëndër, nisem dhëndër. *U be për të dhëndëruar.*

*2.* Rri si dhëndër, qëndroj si dhëndri ditën e das-mës. *Mjaft dhëndërove!*

DHËNDËRUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mospërf.* Burri që dikush kërkon t'ia jape me detyrim një vajze, dhëndër i gjetur me mbleseri; ai që kërkon të bëhet dhëndër me pahir.

DHËNË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. *zakon. sh.* Njoftime a lajme që jepen për dike a për diçka dhe që sqarojne, që plotësojnë a që karakterizojnë diçka; fakte a dokumente që shërbejnë për të vër-tetuar a për të proVuar diçka, për të nxjerrë përfundi-me etj. *Të dhëna të sakta (te pasakta, të sigurta, të dyshimta). Të dhëna statistikore (dokumentare, ar-kivore, historike). Të dhëna zyrtare. Të dhëna plo-tësuese. Të dhënat e fundit. Të dhënat e shtypit. Të dhëna me rëndësi (me interes). Sipas të dhënave. Të dhënat e planit. Mbledh (man, nxjerr, jap) të dhënat e nevojshme. S'ka asnjë të dhënë.*

2. \>*et. sh. spec.* Tërësi përmasash, faktesh etj. të gatshmc, që jepen e që janë të domosdoshme për të përcaktuar, për të gjetur a për të zgjidhur diçka; sistem shenjash a sinjalesh që jepen me radiodhënës. *Vendos të dhënal në shën)estër. usht. Men të dhënat (radisti).*

3. *vet. sh.* Veti a cilësi qI karakterizojnë a që da-llojnë dike a diçka; aftësi; dhurëti. *Të dhëna teknike. Të dhënat e mitralozit. Ka mjaft të dhëna.*

*4. vet. sh. vjet.* Taksa. *Paguanin të dhëna.*

DHENË,~T (të) *as.* Dhënie. *Udha kalohet duke ecur, borxhi lahet më të dhënë. fj.u. Kane të dhënë e të marrë* kanë marrëdhënie.

• S'është metëthënë, por më të dhënë s'bëhet gjë, pp të presësh që për gjithçka të të mësojnë të tjerët, d(ihet të të jepet vetë, duhet të jesh vetë i zoti, i aftë etj. për të kryer diçka.

DHËNË (i,e) *mb.* 1. Që i është dhënë dikujt për gljithrtjë, i falur, i dhuruar. *Gjëja e dhënë s'merret prapë (s'kërkohet). fj.u.*

2. *vet. f. vjet.* E fejuar ose e martuar; e zënë. *A është e dhënë kjo vajzë? Dy çupa i kishte të dhëna.*

3. Që i është ngarkuar a që i është besuar dikujt; që i është dhënë dikujt për ta ditur a për ta zbatuar. *Detyrat e dhëna. Urdhri i dhënë. Udhëzimet e dhëna. Përkufizimii dhënë.*

4. *spec.* I njohur që me pare, i përcaktuar ose i vehdosur që me pare. *Ekuacion i dhënë. Drejtim i dhënë. Forme (masë) e dhënë. Madhësi (sasi) e dhënë. Kënd (trekëndësh) i dhënë. Drejtëz e dhënë.*

5. *libr.* Që ka të bëjë pikërisht me një kohë, vend a rrethanë të caktuar. *Në çastin e dhënë. Në kushtet e dhëna. Në rrethanat e dhëna.*

6. Që është paguar, që është dhënë. *Shuma e dhënë.*

7. Që i është siguruar, që i është lejuar a që i është dhënë dikujt. *Të drejtat e dhëna. Liria e dhënë. Mun-dësitë e dhëna. Koha e dhënë.*

8. Që është përfunduar, që është kryer. *Provimet e dhëna.*

*9.* Që e do shumë dike a diçka, që përpiqet me mish e me shpirt për dike a për diçka; që i është kush-tuar një gjëje, që ka dëshirë të zjarrtë të merret me një gjë; *keq.* që e ka lëshuar veten pas diçkaje, që e ka rrëmbyer diçka, që i është bërë ves diçka. *dhënë pasnënës (pasfëmijëve). I dhënë pas punës (pas librave, pas muzikës, pas sportit). I dhënë pas pijes (pas Iqjës, pas qejfeve, pas lekut). I dhënë me mish e me shpirt pas dikujt a diçkaje.*

10. *krahin.* Që s'kursen gjë për të tjerët, dorëdhënë, dhënës.

• Fjala e dhënë *shih te* FJALË,~A4.

DHËNË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Dhuratë, peshqesh.

DHËNË. Pjesorja e foljes JAP.

DHENËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që i jep dikujt diçka, ai që i dorëzon dikujt diçka; dorëzues; *kund.* marrës. *Dhënësi i të hollave. Në prani të marrësit dhe të dhënësit.*

2. Njeri që s'kursen gjë për të tjerët, njeri dorëdhënë.

3. *spec.* Aparat që jep sinjale, vale elektromagne-tike, energji etj., aparat dhënës. *Dhënësi i sinjaleve. Dhënësi i energjisë (i nxehtësisë).*

DHËNËS,~E *mb.* 1. Që i jep dikujt diçka, që i dorëzon dikujt diçka. *Pala dhënëse. Rol dhënës.*

2. Që s'kursen gj6 për të tjerët, dorëdhënë, bujar.

3. *spec.* Që jep sinjale, vale elektromagnetike, energji etj.; *kund.* marrës. *Aparat dhënës. Stacion dhënës.*

DHË"NËSE,~JA *f.sh.* ~E,~ET. Lopë a dele që jep qumësht.

DHENIE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të folje-ve JAP, JEPEM. *Dhënia e lajmeve. Dhënia e diplo-mave (eshpërblimeve). Dhënia e urdhrit. Dhënia e pro-vimeve. Dhënia e lejes.*

DHI,~A. *sh.* ~, ~TË. Kafshë shtëpiake përtypëse me brirë e me lesh të gjatë, të drejtë e të ashpër, e cila mbahet për qumështin, leshin, mishin dhe lëkurën. *Dhi e bardhë (e zezë, e larme). DM shytë. DM malteze* dhi e një race të mire që jep shumë qumësht. *Dhi cjapore* dhi 'me brirë si të cjapit. *Rritja e dhive. Mish (lesh, qumësht, gjalpë, lëkurë) dhie. Bari dhish. Brirë dhie.*

• Dhia e shëllirës *shih te* SHËLLIRË,~A. SI dhia në gjollë *shih te* GJOLLË,~A. Si dhia në mes të dhenve *keq.* që bie në sy për keq në mes të të tjerëve, që nuk i përshtatet mjedi$it ku ndodhet, që është i huaj për rrethin ku jeton. Mblidb dhitë mWidh men-djen, eja në vete! I mungojnë dhitë nuk është në rre-gull nga mendja, i mungojnë ca dërrasa. Rrugë (udhë) dhish dhiare. U bënë si këmbët e dhisë a) s'merret vesh se kush është i madh e kush i vogël, kush është në krye e kush vjen pas etj., u bënë të gjithë njëlloj; b) s'i përfill njeri. S'jemi si këmbët e dhisë s'jemi të gjithë njëlloj për nga mosha, për nga rëndësia etj. Ha si dhi në rrushkull *shih te* RRUSHKULL,~I. Ndaj dhentë (delet) nga dhitë dalloj njërën nga tjetra dy gjëra që s'duhen ngatërruar, sqaroj mirë gjërat; ndaj shapin nga sheqeri. E pret si dhia thikën ka shumë frikë nga diçka, e pret diçka me zemër të ngrirë. Dhia në malësi, delja në vërri *fj.u.* secili duhet të qëndrojë në vendin e vet, gjithçka duhet vënë në vendin që i përket; secili duhet të gjejë vendin e tij në punë, në jetë sipas veti-ve e vleraVe që ka. Dhia mish e cjapi tavë (cjapi mish e dhia tavë) *shih te* CJAP,~I. Dhi e zgjebosur (e zgjebur, e ngordhur) e bishtin përpjetë (bishtpërpjetë) *tall, shih te* ZGJEBOSUR (i,e). Milte dy qyqe dhi (dele) *shih te* MJEL. Pesë dhi, gjashtë zile *shih te* GJASHTË. Është një nga dhia dy nga vija i kanë hedhur ujë (për qumështin). Dhentë e dhitë e Zeres, nami i Kaplian Qeres *shih te* DHEN,~TË. Ku di dhia c'është tagjia *mospërf.*

nuk është i zoti të vlerësojë atë që është më të vërtete e mirë dhe me vlerë (thuhet zakonisht për dike që është i prapambetur e i pagdhendur). Ç'i bën dhia shqemes, shqemja ia bën lëkurës *shih te* SHQEME, ~JA. Gjej një here bari, pastaj shko e bli dhi! *fj.u. shih te* BARI,~U.

*DHI E EGËR* a) *zool.* Kafshë gjitare përtypëse e ngjashme me dhinë, me brirë shumë të gjatë e shumë e zhdërvjellët, e cila jeton zakonisht në male të larta e të thepisura.

b) *fig.* Vajzë a grua e gjallë dhe e shkathët, por jo e afrueshme.

DHIAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ruan dhitë bari dhish. *Dhiari ifshatit.*

DHIARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Udhë shumë e ngushtë nëpër brinja e male, rrugë dhish. *Dhiaret e malese. Kaluan nëpër një dhiare.*

DHIATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet.* Dëshira a porosia e fundit para vdekjes; amanet. *La dhiatë.*2. *vjel.* Testament. *Va la me dhiatë pasurinë.*

3. *fet.* Secila nga të dy pjesët e bibles. *Dhiata e vjetër. Dhiata e re.*

DHIATËS,~I m. *sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që linte një dhiatë.

DHIMBEM *velv.* ~A (u), ~UR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Dhembem.

DHIMBJE,~A . *sh.* ~E, —ET. Dhembje.

DHlMBSEM *vetv.* ~A (u), ~UR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* 1. I ngjall dikujt një ndjenjë dashurie a dhembshurie, jam i dashur për të; ndien keqardhje për mua, i dhemb për mua. *dhimbsen prindërit (fëmijët). I dhimbset atdheu (populli). I dhimbset gurit e drurit* u vjen keq të gjithëve për dike, i dhimbset kujtdo. *Me dhimbsen pa masë (shame). S'më dhimbset fare.*

2. *vet. veta HI.* Është diçka e shtrenjtë, e dashur për mua, e ruaj me shumë kujdes diçka; me vjen keq ta dëmtoj, ta jap, ta prish etj. diçka, e kursej diçka; me dhembet. *dhimbset liria. I' dhimbset malli i po-pullit (pasuria e popullit). S'i dhimbset gjë.*

*ir* I dhimbset jeta *mospërf.* ka frikë se mos vdesë, se mos pësojë gjë etj.; e ruan shumë veten. I dhimbset lëkura *keq.* i dhimbset jeta. I dhimbset qyqes *shih te* QYQE,~JA.

DHIMBSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I dhembshëm. *Ngjarje e dhimbshme.*

DHIMBSHËM *ndajf.* Dhembshëm. *Foli dhimbshëm. Iu përgjigj dhimbshëm. Po e vështronte dhimbshëm.*

DHIOZMË,~A . *bot.* Mender e butë, nenexhik.

DHIQEL,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Vegël bujqësore me dy dhembë hekuri e me bisht druri që shërben për të rrëmihur token. *Punoj token me dhiqel.*

DHIRl,~A . *përmb.* Kope me dhi, kope dhish. *Doli dhiria nga pylli.*

DHlRTË (i,e) *mb.* 1. Që del u që merret nga dhia. *Lesh i dhirtë. Qumësht (gjalpë) i dhirtë. Lëkurë e dhirtë.*

2. Që bëhet me lesh dhie. *Gurië e dhirtë. Qilim i dhirtë. Shkorsa (hejbe) të dhirta.*

3. JI *em.* DHIRTË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Dhia ose cjapi. *Të leshtat dhe të dhirtat* dhentë e dhitë. *E dhirta nuk bëhei kurban.*

DHISK,~U *m. sh.* DHISQE, DHISQET. 1. Tabaka në trajta e në përmasa të ndryshme, që shërben p-r t"u nxjerrë miqve kafe, pije, ëmbëisira etj. *Doli me dhisk në dorë (nusja). Vë në dhisk.*

2. *vjet.* Tabaka a diçka tjetër e ngjashme, me <^ cilën mblidheshin të holla si ndihmë për kishën. *Dhis-. i kishës. Ç'mblidhtë dhisku e hante priii.*

3. *fig. vjet.* Ndihmë që mblidhej për dike që mbete keq. '

4. *shih* DISK,~U.

DHISHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dele e murrme

DHISHTË (i,e) *mb.* I dhirtë.

___DHI7JËM *vetv.* 1. Nxjerr jashtë organizmit pjesën • padobishmë~~te -ushqim.it, dal jashtë, bëj nevojën

2. Bëj nevoj6n në brekë, ndyhem (zakonisht për foshnjat).

3. *fig. përçm., thjeshtligj.* Karri frikë të madhe, mbush brekët nga frika.

*4. fig. përçm., thjeshtligj.* Pësoj humbje *t&* rëndë, shkatërrohem, shpartallohem; marr fund më të gjitha.

5. *vet. veta III fig. thjeshtligj.* Prishet fare, bëhet për dreq; bëhet me keq se ç'qe në vend që të ndreqej, katranoset. *U dhje fare puna.*

DHlZA,~T . *vet. sh.* Kecërit. *bëri dhia dy dhiza.*

DHJAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Titull fetar në kishën ortodokse, grada më e ulët fetare në këtë kishë; ai që mbante këtë grade a këtë titull, ndihmës i priftit në kryerjen e shërbesave fetare (në vendet ku vepron feja ortodokse; në të kaluarën edhe në Shqipëri).

DHJAKONAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përb.* 1. Njeri që kërkon ta kalojë jetën pa punuar duke mbledhur lëmosha nga të tjerët, ai që jeton në kurriz të të tjerëve pa punuar.

2. Njeri dinak, i pabesë e shpirtkeq.

3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit.

DHJAM *kai,* ~A, ~UR. E bëj të zërë a të vërë dhjamë, e majm, e ngjall. *E dhjami mire qengjin (de-rrim.*

DHJAMEM *vetv.* 1. Zë a vë dhjamë, majmem, ngjallem. *U majm derri (gjeti i detit, pula, dashi,.*

*1. fin. keq.* Grumbulloj a vë pasuri, pasurohem. *U dhjam me punën c të tjerëve.*

DHJAM Ë,~I *m. sh.* ~ËRA, ~ËRAT dhe DHJA" MË,—T *as.* 1. Lëndë e butë e lyrshme, e patretshmc në ujë që ndodhet në trupin e kafshëve dhe që për-doret si yndyrë ushqimore, në industri etj.; yndyrë shtazore. *Dhjami i brendshëm* dhjami i veshkave dhe I barkut të bagëtive. *Dhjamë i tretur (i patretur, i shkrirë, i pashkrirë, i ngrirë). Dhjami i njeriut (i kaf-*ii(."f, *i bagëtive}. Dhjamë derri (lope, pule, pate, ba-lem, peshku, iriqij, Indet e dhjamit. Qirinj dhjami. Mish me pa) dhjamë. Gjellë (byrekj me dhjamë. Vë i zëi dhjamë* ngjallem, majmem. *Ka shumë dhjamë* është i ngiallur; është i dhjamur. *Iu tret dhjami* u dobësua. *Tret (shkrij) dhjamin S'e ha dhjamin. Gjak e dhnime t'u bëftëI (diçka që ha ose pi), ur.*

2. *kryes. as. vet. nj.* Zorrë ose cope dhjami që del ng,i zgavra e barkut dhe qo shkei poshte. saj kur ngri-hen e mbarten pesha shumë të rënda, nga një man-dim i madh etj.; sëmundja që shkaktohet nga kjo shuarje, rrënxim *ihtli dhjamët (dhjami). Operoj dhiamët (dhjam::*

*ir* Dhiame cjapi *shih le* CJAP,~I. Vuri dhjamë *shih te* VË. Si veshka ni-. mes të dhjamii në kushte e rrethana shumë va tnira. në rajedis të këndshem a to rehatshem, s-uime rmrc. S'de) dhjamc nga pleshti;'..". *përçm.* a) '–,i'-i gj3 uitini, perlitH;-i. aobi CIM ajje kvi s'ke çtë nxje- -:.•-'•.. ku sta mundcsl; h) nga aorështrcnguari mos prit .'i-4. ji;y a:i'të fii pië Ki-orrat:i. Dhjamë (gjaipë, i.flie i mice) nc iekurë !t (itnit r't'>; *shu, te* QEN. — i btrijohi' (skuqel, tiganiset, i-'.n?;ariset) me dhj;\ Di::>:

\e( aegulloliet, e pctba ion cdo gjë më të a: i,;i.u.".i.: veta. me atë cio K;V^C n,n. i shtrin dorc-t LU:I r. iam dhjamë (gnsrë, >2-! >•<. ? *d i k e shih i*-(,l(URL,-j. Nxjer (qit) d)ijani nss pleshti nxjerr pi-fmrif.'<Ih~ at.'e ku dukct se është_• pa:nundur. csh' shiiin"; Zt.'II për v; uxjerrë fitimv a pi: t- përrituar ng gjithykH, nxjerr vaj nga gurl. Shkoi (vajti) p5r dhjai?!-: qeni shkoi kot, shkoi për hiçmosgjë, shkoi si qeni *nt* vteshtë. I turi bisht) dhjamë jetoi me gjithë të miratDHJAMËSI,~A . Shkallë e lartë e përmbajtjes së dhjamit në organizmin e frymorëve, sasi e madhe dhjami në organizmin e njerëzve dhe të kafshëve. *Çon (shpie) në dhjamësi.*

DHJAMËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Shtimi i sasisë së dhjamit në trupin e njeriut e të kafshëve ose në një pjesë të tij, dhjamosje; krijim dhjami. *Dhjamëzimi i muskujve. Ka prirje për dhjamëzim.*

DHJAMOR,~E *mb.* 1. Që përmban dhjamë, që ka dhjamë, me dhjamë; që përbëhet a që formohet prjej dhjamit. *Shtresë dhjamore. Qelizë dhjamore. Ind dhjanlor. Gjëndër dhjamore.*

2. Që merret nga dhjami, që prodhohet nga dhjami; që; është prej dhjami.

DHJAMOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Dhjamem.

DHJAMOSJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Vënie dhjami, krijim dhjami.

DHJAMOSH,~E *mb.* Që është plot tul e dhjamë, qëj është e butë dhe e lëmuar nga që ka dhjamë. *Dorë (fytyrë) dhjamoshe.*

DHJAMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I dhjamur. *Mish i dhjamshëm.*

DHJAMTË (i,e) *mb.* 1. Që bëhet me dhjamë, prej dhjjami. *Qiri i dhjamtë.*

*1.* I dhjamur. *Mish i dhjamtë.* DHJAMTH,~I *m. shih* DHJAMË,~I$_2$.

DHJAMUR (i,e) *mb.* Që ka vënë dhjamë; që është tërë dhjamë, j majmë; i ngjallur, i trashë. *Mish i dhjamur. Kafshë e dhjamur. Bisht i dhjamur.*

DHJAMUSHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Cope dhjami ie patretur; cope mishi me shumë dhjamë. *Dhja-mushe derri.*

DHJES *jokal.,* ~VA, ~RË. 1. Nxjerr jashtë or-ganizmit pjesën e padobishme të ushqimit, dal jashtë, bëj nevojën.

2. *kal.* I bëj dikujt nevojën, e ndot me nevoje, e pëgëj (zakonisht për foshnjat).

3: *kal. fig. thjeshtligj.* E prish fare, e bëj për dreq; e bëj me keq se ç'qe në Vend që ta ncreq, e katranos. *E dhjeu punën. E dhjeu fare.*

r Atë që ul qafën, e dhjesin pulat *fj.u. thjeshtligj. shih\ te.* PUL Ë, ~A.

DHJETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që i blinte shteitit të drejtën për të marrë për vete të c'hjetat e fshatarëve, ai që mblidhte te dhjetat te fshatarët. *dëbuan dhjetarët. Dhjetari e merrte bereqetin që në iëmë.*

DHJETË *num. them.* 1. Numri që vjen menjëherë pas nëntës dhe që shënon një sasi të barabarte me nëntë dhe një. *Dhjetë njerëz (shokë, zogj, kazma, libra, pushkë, shtëpi.) Dhjetë minuta (ore. di'.ë, javë, rnuaj, vjet). Dhjetë here. Dhjetë për qind. Shumëzoj (pjesëtoj) me dhjetë. Dhjetë e nga dhjetë (njerëz. nxënës). Nutnë-roj deri në dhjetë. Vihuni (rreshtohuni) për dhjetë!*

2. *përmb:* DHJETË (të), DHJETA (të). Dhjetë (frymorë, sende, etj.) të marrë së bashku, dhjetë baslikë.

3. *përd. si num. rresht.* 1 dhjetë. *Kë o:ën dhjetë* në o[rën e dhjetë të mëngjesit, të mbrë;njes. *Në dho-me'n dhjetë. Me dhjetë. bised.* në orën dhjetë. *Me dhjetë të çdo rnuaji* në ditën e dhjetë të çdo snuaji.

• Hyri për dhjetë ka fllluar vitin e dhjetë të jetës, i mbushi nëntë vjet dhe filloitë dhjetin. Mat dhjetë (tri, shtatë) here e pre një here *fj.u. shih te* MAT. Ponon (flet, bën) sa për dhjetë punon (flet, bën) shumë. Një okë e dhjetë, një okë pa dhjetë (një okë e pesë, një okë pa pesë) *shih tek* OKË,~A.

DHJETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shifra dhjetë (10); sasia që shënohet me këtë shifër. *Mbledh dy dhjeta. Heq dy nga dhjeta. I shtoj pesë dhjetës.*

*2.* Send a njeri, që shënohet me numrin dhjetë. *Dhjeta e mirë. Dhjeta spathi. Dhjeta shënoi gol.*

3. Nota dhjetë (10) në sistemin e vlerësimit te dijeve me dhjetë pike, nota më e mirë në këtë sistem. *Mori një dhjetë. I vuri dhjetë. Doli me (të gjitha) dhjeta.*

4. *vet. sh.* ~ËRA *përd. përem.* Shumë. *Dhjetëra njerëz. Dhjetëra duar. Dhjetëra e dhjetëra.*

DHJETË (i,e) *mb.* 1. Që i përgjigjet numrit dhjetë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhe a renditje, në një klasifikim etj; që vjen menjëherë pas të nëntit. *Muaji i dhjetë. Dita (Java) e dhjetë. Radha e dhjetë. Vertdi i dhjetë. Klasa e dhjetë. Mësimi i dhjetë.*

2. *përd. em. f.* Një nga të dhjetë pjesët e barabarta, në të cilat është ndarë një e tërë. *Një e dhjeta. Dy (tri, katër...) të dhjetat.*

3. *përd. em. f.* Klasa e dhjetë në shkollën dymbI-dhjetëvjeçare. *E dhjeta B. Mbaroi të dhjetën. Kaloi ttë të dhjetën.*

4. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Doli i dhjeti. Është i dhjeti.*

*5. si em. f. vet. sh.* DHJETAT (të). Periudhë prej dhjetë vjetësh si moshë. *mbushi të dhjetat.*

DHJETË, ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të) *vjet.* Një e dhjeta pjesë e drithit ose e prodhimeve të tjera buj-qësore që bujku ishte i detyruar t'ia jepte shtetit, feudalit, kishës, si taksë në natyrë. *Shitja e të dhjetave.*

*Mblodhi të dhjetat.*

DHJETËBALLËSH, ~E *mb. spec.* Që e ka forcën dhjetë ballë (për tërmetin, për dallgët e detit, për erën etj.). *Tërmet dhjetëballësh. Ere dhjetëballë-she.*

DHJETËDITËSH,~E *mb.* 1. *shih* DHJETËDITOR,

~E. *Gam dhjetëditëshe. Kohë dhjetëditëshe.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. *shih* DHJETË-DITOR,~I. *Dhjetëditëshi i parë (i dytë, i tretë) i muajit. Në dhjetëditëshin e fundit.*

DHJETËDITOR,~E *mb.* 1. Që zgjat dhjetë ditë, që vazhdou dhjetë ditë rresht; që ka afat dhjetë ditë, që duhet kryer në dhjetë ditë. *Sesion (seminar) dhjetë-ditor. Marshim dhjetëditor. Plan dhjetëditor.*

*2. si em. m.* ~I *sh.* ~Ë, ~ËT. Njësi kohe e barabarte me dhjetë ditë; dhjetë ditë rresht duke i nu-mëruar nga një ditë çfarëdo. *Dhjetëditori i parë (i dytë, i tretë). Çdo dhjetëditor.*

DHJETËFISH *ndajf.* 1. Edhe dhjetë here aq sa është; dhjetë here me shumë. *Është rritur dhjetëfish. Dhjetëftsh me shumë. Shtohet dhjetëfish.*

2. *fig.* Shumë me tepër nga ç'ka qenë.

DHJETËFISH,~I *m.* Sasi, përmasë,-vlcrc tHije:e-here më e madhe_. se-një~ tjeterT"që merret si bazc. *DhjetefisnrTprodhimit. Dhjetëfishi Jargestse'. Dhjetë-*

*fishi i punës.*DHJETËFISHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DHJETËFISHOJ, DHJETËFISHOHET. *Dhjetëfishimi i numrit (i scuisë,* i *Vëllimit,* i *gjalësisë).*

DHJETËFISHOHET *vetv.* 1. Bëhet edhe dhjetë here me i madh se ç'është; bëhet dhjetë here më e madhe se diçka tjetër që merret si bazë, rritet dhjetëfish.

2. Shtohet, rritet shumë. *Dhjetëfishohen forcat. Dhjetëfishohet besimi.*

*3. Pis. e* DHJETËFISHOJ.

DHJETËFISHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj diçka edhe dhjetë here më të madhe se ç'është; e bëj dhjetë here më të madhe se diçka tjetër që merret si. bazë, e rrit dhjetëfish. *Dhjelëfishuan prodhimin. Dhjetëfishoi tirazhin.*

*1. fig.* Shtoj a rrit shumë diçka, e bëj shumë më të madhe nga ç'ka qenë. *Dhjetëfishoi forcat (përpjekjet, kujdesin).*

DHJETËFISHTË (l,e) *mb.* 1. Që është edhe dhjetë here me i madh, që është dhjetë here me i madh se diçka tjetër që merret si bazë.

2. *fig-* Që është shtuar a forcuar shumë, që 4shtë shumë me i madh nga ç'ka qenë. *Forca të dhjetëfi-shta.*

DHJETËGARËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *sport.* Garë që përfshin dhjetë lloje ushtrimesh a dhjetë lloje sportesh, një nga llojet e shumëgarëshit. *Dhjetë-garëshipër meshkuj,*

DHJETËGARIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *sport.* Sportist i përgatitur për ushtrimet e dhjetëgarëshit, atlet a sportist që merr pjesë në dhjetëgarësh.

DHJETËKËMBËSH,~E *mb. zool.* 1. Që ka dhjetë këmbë, me dhjetë këmbë. *Kafshë dhjetëkëmbëshe.*

2. JI *em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Kafshë jokër-bishtore që jeton kryesisht në ujëra e rrallë në ve-nde me shumë lagështi, me trup të ndarë në unaza, të cilat kanë çdo njëra dy këmbë të nyjëtuara. *Dhjetëkë-mbësh deti (lumi, liqeni). Gaforrja është dhjetëkë-mbësh.*

3. *si em. vet. sh.* ~A, ~AT. Klasë që përfshin një varg kafshësh të tilla.

DHJETËKËNDËSH,~E *mb. gjeom.* 1. Që ka dhjetë brinjë e dhjetë kënde. me dhjetë brinjë a me dhjetë kënde. *Figure dhjetëkëndëshe.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Shumëkë-ndësh me dhjetë brinjë e me dhjetë kënde. *Sipërfa-qja e dhjetëkëndëshit.*

DHJETËKILËSH,~E *mb.* Që peshon dhjetë ki-logramë. *Peshë dhjeiëkilëshe.*

DHJETËLEKËSH,~E *mb.* 1. Që ka vlerën dhjetë iekë. *Kartëmonedhë dhjetëlekëshe.*

2. Që e ka çmimin dhjetë lekë. *Tortë dhjetëlekëshe.*

3. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Kartëmonedhë me vlerë dhjetë Iekë. *Dhjetëlekëshe e re. I dha një dhjetëlekëshe.*

DHJETËLITËRSH,~E *mb.* Që nxë dhjetë litra, që ka një vëllim prej dhjetë litrash. *Enë (kovë) dhjetë-litërshe.*

DHJETËMINtJTËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bised.* Mbledhje e shkurtër që zgjat rreth dhjetë minuta
për çështje qc duhen të zgjidhen shpejt në një brigade a repart prodhimi etj.

DHJETËMCAJSH,~E *mb.* 1. Që ka mbushur dhjetë muaj, që ka një moshë prej dhjetë muajsh. *Vajzë dhjetëmuajshe. Fëmijë dhjetëmuajsh.*

2. Dhjetëmujor.

DHJETËMUJOR,~E *mb.* 1. Që zgjat a që vazhdon dhjetë muaj rresht; që ka afat dhjetë muaj, që duhet kryer brenda dhjetë muajve. *Kurs dhjetëmujor. Plan dhjetëmujor.*

*2. si em.* ~, ~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Kohë e bara-bartë me dhjetë muaj; dhjetë muaj rresht të numë-ruar që nga një muaj çfarëdo.

DHJETËQINDARKËSH,~E *mb.* 1. QI ka një vlerë prej dhjetë qindarkash, me vlerë dhjetë qindarka. *Monedhë dhjetëqindarkëshe.*

2. Që e ka çmimin dhjetë qindarka.

3. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Monedhë dhjetëqindarkëshe.

DHJETËRROKËSH,~E *mb. let.* 1. Që ka dhjetë rrokje, me dhjetë rrokje. *Varg dhjetërrokësh.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Varg që ka dhjetë rrokje. *Dhjetërrokëshi i poezisë popullore.*

DHJETËSH *ndajf.* Në dhjetë pjesë, në dhjetë cope a në dhjetë fije. *E ndau (e bëri) dhjetësh.*

DHJETËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *vjet.* Monedhë me vlerë të vogël (dhjetë njësi të imëta monetare). *U grabitnin edhe dhjetëshin e fundit.*

DHJETËSH,~E *mb.* 1. Që përbëhet e tëra nga dhjetë njësi, nga dhjetë pjesë, nga dhjetë sende etj. ose që ka një pjesë me dhjetë njësi. *Strofa dhjetëshe* strofa me dhjetë vargje. *Revole dhjetëshe* revole me dhjetë fishekë.

2. Që ka përmasa ose vlerë prej dhjetë njësish. *Shkronja dhjetëshe. shtypshkr.*

3. *si em.* ~E, —JA . *sh.* ~E, ~ET. Një ra-
dhë (sendesh, njerëzish etj.) që përbëhet nga dhjetë njësi, tërësi e përbërë nga dhjetë njësi, grup i për-bërë nga dhjetë qenie ose sende. *Dhjetëshja e pare. Dhjetëshja më e mire.*

4. JI *em. f. vet. sh.* ~E, ~ET *shtypshkr.* Shkronja dhjetëshe. *Dhjetëshe lë arena tic holla). Dhjetëshe të zeza.*

DHJETËSHE,~JA I;. *i-:ryes. sh.* ~E, ~ET *mat.* Njësi e rendit të dytë në sistemin dhjetor të nu-mërimit që përbëhet nga dhjetë njeshe; shifër që shë-non ketë njësi e që shkruhet para njësheve të një nu-mri, shifër e parafundit në klasën e parë a në klasën e njësheve. *Dhjetëshe të plota. Dhjetëshet, qindëshet dhe mijëshet e një numri. Rcidha e dhjetësheve. Pjesëtoj dhjetëshet e plota me njëshet.*

DHJETËSHE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET. Revole me dhjetë fishekë, revole dhjetëshe. *Shtie (qëlloj) me dhjetëshe. E vrau me dhjetëshe.*

DHJETËVARGËSH,~E *mb. let.* 1. Që përbëhet nga dhjetë vargje, që ka dhjetë vargje. *Strofë dhjetë-vargëshe.*

*1. si em.* ~, ~I *in. sh.* ~A, ~AT. Strofë me dhjetë vargje. *Dhjetëvargëshi i pare.*DHJETËVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat dhjetë vjet; që vijon dhjetë vjet. *Plan dhjetëvjeçar. Punë dhjetë-vjeçare.*

2. Që është dhjetë vjeç, që i ka mbushur t£ dhjetë vjeët. *Djalë dhjetëvjeçar. Vajzë dhjetëvjeçare.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.

4. *si em.* ~, ~I *m.* A. ~Ë, ~ËT. Kohë e barabartë me dhjetë vjet; dhjetë vjet rresht të numëruar që nga një vit çfarëdo. *Dhjetëvjeçari i parë (i dyti, i fundit) i shekullit. Gjatë disa dhjetëvjeçarëve.*

DHJETËVJETËSH,~E *mb.* *1.* *shih* DHJETËVJEÇAR,~E.

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. *shih* DHJETËVJEÇAR, ~I.

DHJETËVJETOR,~I *m.* Përvjetori i dhjeti i nj6 ngjarjeje të shënuar a me rëndësi; kremtimi ose p4r-kujtimi që bëhet me rastin e këtij përvjetori. *Dhjeti-vjetori i themelimit (i fitores, i çlirimit). Me rastin e dhjetëvjetorit. Dhjetëvjetori i lindjes. Përkujtoi (festoi) dhjetëvjetorin.*
DHJETËZAJ *ndajf.* Dhjetëfish.
DHJETlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve DHJETOJ, DHJETOHET. *Dhjetimi i popullsisë (i ushtrisë). Dhjetimi bëhej edhe pas korrjeve.*
DHJETOHET. *Pës. e* DHJETOJ.
DHJETOJ *kaU* ~OVA, ~UAR. I. *kryts. veto III vjet.* Vriste një në dhjetë veta.
2. I shkaktoj humbje të mëdha në njerëz. *E dhjetuan ushtriitë. I dhjetuan armiqtë.*
3. Marr ose ha një pjesë të madhe të diçkaje. *dhjetoi mollët (fiqtë). I dhjetoi të gjitha.*
4. E paraqit diçka shumë më të vogël nga ç'është në të vërtetë, e zvogëloj shumë diçka. *la dhjetoi me-ritat.*
5. *zakon. veta HI vjet.* U caktonte të dhjetën fsha-tarëve.
DHJETOR,~I *m.* Muaji i dymbëdhjetë dhe i fundit i vitit. *Të ftohtat (shirat) e dhjetorit.*
DHJETOR,~E *mb. mat.* 1. Që ka për baz6 numrin dhjetë. *Sistemi dhjetor.*
2. Që përbën një ose disa të dhjeta tI një njësie të plotë; që mbështetet në ndarjen e një njësie të plotë në dhjetëshe, qindëshe, mijëshe etj.; që shënon një ose disa nga të dhjetat, të qindtat, të mijtat etj. të një numri. *Numër dhjetor* numër i përbërë nga një numër i plotë dhe nga të dhjetat, të qindtat etj., prej të cilave ndahet me presje. *Thyesë dhjetore* thyesë që ka për emërues numrin dhjetë ose një numër fuqi të dhjetës- *Shifra dhjetore* shifra pas presjes së numrit dhjetor, shifrat e të dhjetave, e të qindtave etj. *Presje dhjetore* presje që ndan shifrat e njësheve, të qindë-sheve etj. nga shifrat e të dhjetave, e të qindtave etj. në një: numër dhjetor.
DHOGAÇ,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mospërf.* Njeri tepër;i gjatë e i hollë, stërhell.
DHOGË,~A . *sh:* ~A, ~AT. Dërrasë. *Dhoga të forta (të kalbura). Dhogat e dyshemesë.*
*k Bihem* dhogë (dërrasë) *shih te* DËRRASË,~A. Nuk ihkel (nuk bie) në dhogë (në dërrasë) të kalbur *shih të* DËRRASE,~A. DJioga (d S r r a a a) e
k r a h a r o r 11 *shih te* DËRRASË,~A.
DHOGlÇ,~E *mb.* Petashuq, rrasik. *Gur dho-gif-*
DHOGTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej dërrase, prej dërrasë. *Tavan i dhogtë. Dysheme e dhogtë.*
DHOKAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Çark për të kapur minj etj. *Kap (zë) në dhokan. U fut (hyri) si miu në dhokan* ra në grackë.
DHOMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Secila nga pjest e një banese (përveç kuzhinës e banjës), e ndarë me vete me mure dhe e pajisur me derë e me dritare me vete; secila nga të ndarat e një hoteli ku flenë bujtësit; kthinë. *Dhomë e vogël (e madhe). Dhomë e ftohtë (e ngrohtë). Dhomi përdhese. Dhoma (oda) e mirë. vjet.* dhoma e pritjes. *Dhoma e pritjes (e miqve). Dhoma e gjumit (e ngrënies, e bukës). Dhoma e zjarrit (e dimrit)* dhomë me oxhak a me sobë ku zakonisht rrinë në dimër. *Dhomë tharjeje* dhomë e posaçme që ajroset mirë e që shërben për të nderë e për të tharë rrobat e lara. *Dhoma njëzet. Dhomë me diell (me la-gështi). Dhomë me dy shtretër. Dritaret (dera, dyshe-meja, muret) e dhomës. Muzikë dhome* muzikë e qetë që ekzekutohet në salla të vogla. *Lule (bimëj dhome* lule (bimë) që kërkon mjedis të ngrohtë e pa shumë dritë, që rritet mirë në dhomë, që mbahet në dhomë. *Shtëpi me dy (tri, katër...) dhoma. Hotel me njtqind dhoma. Jiregulloj (fshij, pastroj, ajroj) dhomSn. Zë një dhomi me qira (në hotel). Fie (rri) në një dkomë me dike.*
2. Kthinë a e ndarë n& një institution, në një ndër-marrje, në një vend etj., e pajisur me orenditë e me mjetet e nevojshme për një qëllim a veprimtari të caktuar etj. *Dhomë higjienike. Dhoma e lindjes. Dhoma e mjekut. Dhoma e mësutsve. Dhoma e pranimit. Dhoma e pionierit. Dhoma e punës me metal. Dhomë komandimi.*
3. T4rësia e orendive që duhen për të pajisur një dhomë për nevojat përkatëse. *Bleu një dhomë gjumi (një dhomë buke).*
4. *spec.* Pjesë e një aparati, e një vegle, e një ma-kine etj. në trajtë të një kthinë shumë të vogël, të një Zgavre etj., e cila shërben për një Veprim të caktuar; dhomëz. *Dhoma e djegies. Dhoma e distilimit (e avu-llit). Dhomë thithjeje (tharjeje). Dhoma e aparatit fotografik.*
5. *spec.* E ndarë e vogël me trajta të ndryshme ose zgavër e mbyllur a e kufizuar nga të gjitha anët në organet e qenieVe të gjalla ose në pjesët e tyre, dhomëz. *Dhoma e bashkimit. Dhoma e fares.*
6. *polit.* Institucion përfaqësues me pushtet legjis-lativ në disa vende borgjeze, organ legjislativ a asa-mble legjislative; tërësiae përfaqësuesve që përbëjnë këtë institucion. *Dhoma e lartë (e ulëtj. Dhoma e de-putetëve. Dhoma e komuneve (e lordëve). Sistemi i dy dhomave.*
7. Institucion shtetëror, që merret me organizimin e me drejtimin e veprimtarive të ndryshme ekonomike. *Dhoma e tregtisë,*
DHOMË-MUZE,~A---. *sh.* ~A---, ~AT—
~. Dhomë që ruhet ashtu sic ka qene kur atje pu-nonte a jetonte një njeri i shquar, dhomë që është bërë muze për nder të një njeriu të shquar ose për të pëxkujtuar një ngjarje të shënuar që ka ndodhur atje.DHOMËZ,~A. *sh.* ~A, -AT *spec, shih* DHOMË,—A3,4. *Dhomëz për kapjen e tingujve. Dhomëzal e mushkërive. Dhomëzat e zemrës.*
DHRAHMl,~A . *sh.* ~, ~TË. Njësia monetare bazë c Greqisë; monedhë që ka këtë vlerë.
DHRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *einogr.* 1. Tri ditët e para dhe tri ditët e fundit të marsit, plakat.
2. Dymbëdhjetë ditët e para të gushtit gjatë të cilave, sipas një zakoni të vjetër, këqyrej moti për të parashikuar, gjoja, si do të ishte koha për të dymbë-dhjet4 muajt e vitit të ardhshëm.
DHUNAS *ndajf.* Me force, me dhunë.
DHUNË,~A. 1. Përdorim i forces fizike, i shtrë-ngimit fiz'ik ose psikik, i mjeteve ei metodave të vra-zhda ndaj dikujt për ta detyruar të bëjë diçka jashtë vullnetit e dëshirës së tij, për ta nënshtruar e për ta shtypur dike, për të kufizuar veprimet e dikujt etj.; detyrim a shtypje me anë të forces. *Dhunë revolucio-nare (kundërrevolucionare). Dhunë policore. Dhuna mbi personin. Akt dhune. Metodë dhune. Me anë të dhunës. Përdor (kundërshtoj) dhunën. Man (fitoj) me dhunë.*
2. Shnderim, poshtërim a turp i madh që i bëhet dikujt, cenim i rëndë i nderit të dikujt me vepra a me fjalë; fyerje e rëndë që i bëhet dikujt. *bëj dhunë di k ujt* e turpëroj a e poshtëroj dike; përdhunoj a shnderoj dike. *vuri dhunë shtëpisë.*
3. *bised.* E keqe; dëm. *Bëri mirë e gjeti dhunë. Ru-het mos i dale dhunë.*

DHUNËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dhunues.

DHUNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve DHUNOJ, DHU-NOHEM. *Dhunim i hapur (i rëndë). Dhunimi i shtëpisë (i vendit, i kufijve, i hapësirës ajrore). Dhunimi i ligjeve. Dhunimi i gruas.*

DHUNOHEM. *Pës. e* DHUNOJ.

DHUNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përdor dhu-nSn; e detyroj, e shtyp dike me anë të forces. *Dhunoj hapur (rëndë). Xhandarët dhunonin popullin.*

*1.* Shkel ligjet e n-egullat e vendosura, veproj në kundërshtim me ligjt: me rregullat, me një marrë-veshje të pranuar etj. *Dhunoi ligjet. Dhunoi të drejtat e tjetrit.*

3. Hyj ne një banesë, në një zyrë etj. me force, pa pasur të drejtë ligjërisht, cenoj banesën; prek a shkel kufijtë e një vendi, tërësinë tokësore të tij. *Dhunoi shtëpinë. Dhunuan kufijtë (hapësirën ajrore, ujërat tokësore).*

4. Shnderoj, poshtëroj a turpëroj keq dike, e cenoj rëndë në nder me vepra a me fjalë. *E dhunoi para të gjithëve. E dhunoi keq.*

5. Shnderoj a përdhunoj dike.

pHUNSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që bëhet a që arrihet me dhunë, që mbështetet në dhunë. *Veprim i dhunshëm. Shpwnësim i dhunshëm. Pushtim i dhun-shëm. Shpërngulje e dhunshme.*

2. I turpshëm; shumë fyes. *Fjalë (sjellje, punë) e dhunshme. Veprim i dhunshëm.*

DHUNTl,~A . *sh.* ~, ~TË. Dhurëti. *Dhuntl morale (shpirtërore). Dhunti artistike. Ka dhunti.*

DHUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që perdor dhunën ndaj një tjetri, ai që ia arrin një qëllimi me anë të dhunës.

2. Ai që dhunon banesën e dikujt; ai që shkel kufijtë e një shteti etj., shkelës. *Dhunues i banesës. Dhunues i kufijve ajrore (i ujërave tokësore).*

DHUN'UES,~E *mb.* 1. Që dhunon.

2. Që bëhet me dhunë, që vendoset a që arrihet me dhunë, që mbështetet në dhunë, i dhunshëm. *Veprim dhunues.*

DHURATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Send që i jepet dikujt pa asnje shpërblim, diçka që i dhurohet a i falet dikujt. *Dhuratë e bukur. Dhurata të çmuara. Dhuratë simbolike. Dht(ratat e Vitit të Ri. Dhuratë për ditëlindjen. Dyqani i dhuratave. Jap (marr) një dhuratë. Shpërndaj dhurata. Dhurata e annikut o helm*

*0 thikë. fj. u.*

DHURËTI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Dhuratë.

2. *etnoer., vjet.* Tërësi sendesh të çmuara, para etj. që i jepeshin nuses a dhëndrit si peshqesh ose gjë e gjallë (zakonisht desh) qëçohej në dasmë, dhuratë e dasmës. *Dhurëtitë e nuses (e dhërArit).*

3. Veti e mirë a virtyt i dikujt; prirje e mirë ose af-tësi natyrore që ka një njeri. *Dhurëti natyrore. Dhurëti e rrallë >'e çmuar). Ka shumë dhurëti.*

DHURIM,~I *m, sh.~E,* ~ET. 1. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve DHUROJ, DHUROHET. *Dhurimt*

*1 gjakut. Dhurimi i librave.* 2. Dhuratë.

DHUROHET. *Pës. e* DHUROJ. *Liria nuk dhurohet, por fitohet me gjak. fj.u.*

DHUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I jap falas

dikujt një gjë timen, jap diçka si dhuratë, fal diçka; jap a shpërndaj dhurata. *dhuruan tufa me Me. I dhuroj një libër (një lodër). Dhuroj me gjithë zemër.*

2. I jap dikujt një kënaqësi të madhe a një gëzim të veçantë me një Veprim a me një punë të mirë, me një përfundim a sukses të arritur etj.; bëj a arrij diçka të rëndësishme në dobi a në të mirë të dikujt. *Na dhuruan disa rekorde kombëtare (qitësit). U dhuroi një fitore të bukur.*

3. *vet. veta III.* E pajis me mjaft anë të mira, i jep veti a cilësi të larta, i fal diçka të mirë, të vyer etj. *Natyra i ka dhuruar shumë të mira e begati këtij vendi.*

DHURCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që i jep falas

dikujt një gjë të vetën, ai që jep diçka si dhurat4; ai që fal diçka, ai që jep a që shpërndan dhurata. *Dhuruesi i librit. Dhuruesit e gjakut. Emrat (lisla) e dhuruesve.*E

E I 1. Një nga zanoret e gjuhës shqipe dhe shkronja e shtatë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë zanore. *Zanorja e. Tingulli e. Shkronja e.*

2. *si em. f.* Zanorja dhe shkronja e. *E-ja e madhe (e vogël). E-ja e dorës (e shtypit). E-ja e theksuar (e patheksuar).*

E II 1. Nyjë e përparme e gjinisë femërore tek emrat c rases gjinore, tek emrat e mbiemrat e nyjshëm, te numërorët rreshtorë dhe te disa përemra, kur emri më të cilin lidhen është në rasën etnërore ose kallë-zore; nyjë e përparme e gjinisë tnastikullore tek emrat e rases gjinore, te mbiemrat e te disa përemra, kur emri më të cilin lidhen është në trajtën e shquar dhe në rasën kallëzore të numrit njëjës ose në rasën emë-rore a kallëzore të numrit shumës. *Vajzë e mirë. Fu-shat e gjera. Lugina e Drinit. Djemtë e fshatit. Tri-mëritë e partizanëve. E reja mirditore. Nga e hëna tek e diela. Klasa e parë (e dytë, e pestë). Doli e para e klasës. E mira s'ka fund. Erdhën të gjitha shoqet e saj. Një punë e tillë të nderon. Shprehu mendimin e vet. Thirri djalin e madh. Të njohim heronjtë e pavdek-shëm. I këshilloi djemtë e tij (e tyre).*

2. Nyjë e përparme me kuptimin e përemrave pro-norë të vetës së tretë të numrit njëjës, e cila përdoret me emrat femërorë që tregojnë lidhje gjaku a gjinie ose lidhje familjare; e tij, e saj. *E ëma. Ebija. E motra. E mbesa. E etnta. E vjehrra. E shoqja. E kunata. E kushërira.*

E m Trajtë e shkurtër e përemrave vetorë të vetës së tretë në rasën kallëzore të numrit njëjës. *E plotësoi detyrën. E pashë në rrugë. Nuk e kuptova mirë. Këtë e shoh qartë. Atë e dine të gjithë. Merre (me-rreiti) me yete! Thuaje hapur!*

E iv *Hdh.* 1. Përdoret për të lidhur dy gjymtyrë fjalie a dy fjali të një fare ose dy fjali të bashkë-renditura këpujore a shtuese; dhe. *Klasa punëtore e fshatarësia kooperativiste. Shkoi e u kthye shpejt. Të vriste natën e të qante ditën.*

2 Përdoret për të lidhur dy fjalë a dy trajta të së njejtës fjalë në togje me bashkërenditje, që tregojnë zakonisht përsëritje ose vijimësi veprimi a gjendjeje, që shprehin përforcim etj. *Tani e tutje. Vetëm e vetëm. Një here e përgjithmonë. Rreth e rrotull. për ore e ore të tëra. Keq e mos me keq. Mirë e me mirë. Ec e ec e s'ka të sosur. Bie e fie. Zë e gërhet. Ka gojë e flet.*

3. Përdoret për të kundërvënë dy gjymtyrë të një fjalie a dy fjali të një fare; dhe, edhe. *Duhet punë e jo fjalë. Duhej Via kishe thënë e jo të heshtje.*

4. Përdoret te numërorët e përbërë për të lidhur klasat e ndryshme të tyre (njëshet, dhjetëshet etj.). *Njëzet e dy. Dyqind e tridhjetë. Një mijë e nëntëqind e shtatëdhjetë e tre.*

5. *përd. pj.* Përdoret në fillim të një togfjalëshi a të një fjalie për të theksuar kuptimin që shprehet prej tyre. *E sot fshati duket si në festë. E u nis pastaj tërë gëzim.*

E v *pj. bised.* 1. Përdoret në fillim të një fjalie pyetëse për të theksuar me shumë pyetjen ose për të tërhequr vëmendjen e bashkëbiseduesit përpara pyet-jes. *E, do të vish? — E, si thua, nisemi? — E? — pyeti ai përsëri.*
*2.* Përdoret për të pohuar a për të miratuar diçlca; po. □ *— Nesër do të shkosh? — E, nesër.* Q
E po *shih te* PO.
E vi *pasth.* 1. Përdoret kur shprehim habi, kur ndodhemi para një të papriture a para diçkaje të pa-dëshirueshme, kur kujtohemi papandehur për diçka etj. *E, kush na erdhi! E, si e paskart prishur! E, si nuk e lajmëruam që dje!*
*2.* Përdoret kur shprehim gëzim, kënaqësi, miratim ose ndonjë ndjenjë tjetër; he. *E, me ju lumtë dorai E, t'u bëftë nëna! E, sa u gëzova kur të pashë!*
3. Përdoret kur shprehim dhembje, hidhërim a pikëllim, keqardhje, dëshpërim, qortim, zemërim, urrejtje etj.; ah. *E, ç'e gjeti të ziun! E, mor i shkretë! E, po e zura, ç'do t'i bëj!*
EBANIT,~I *m. spec.* Lëndë e forte plastike, që përftohet duke përzier gomën e vullkanizuar me squ-fur, rrëshirë etj. dhe që përdoret për të përgatitur vegla të ndryshme për nevojat shtëpiake, artikuj in-dustrialë etj. *Shufër ebaniti. Enë (prodhime) ebaniti.*
ECEJAK,~U m. *zakon. sh.* ~E, ~ET. Vajtje e ardhje e shpeshtë; ecje tutje e tëhu, e përsëritur shumë here në një vend të kufizuar; hyrje e dalje e shpeshtë; zhurma e hapaVe të atij që vjen e shkon shpesh a vazhdimisht diku (nëpër dhomë, nëpër korridor etj.). *Kishte shumë ecejake. Dëgjoj ecejaket.*
ECËS,~E *mb. tek.* Që ecën, që lëviz vetë; që mund të lëvizë nga një vend në një vend tjetër. *Ekskavator ecës. Kabinë ecëse.*ECI *jokal,* ~A, ~UR. 1. Shkoj me këmbë e me Jtapa të zakonshëm nga një pike në një pike tjetër; I£viz me lcëmbë, bëj hapa në drejtime të ndryshme; lëviz. *Ecën njeriu. Ecën kali (lopa, macja). Eci në rrugë (nepër fushë, nëpër dhomë). Ecën shpejt (ngadalë). Ecën lehtë (rërtdë, në majë të gishtave). Eci përpara (prapa, djathtas, majtas). Eci poshlë <? iart. Ecte me zpr. Ecim drejt malit. Ecën me katër këmbë. Eci gju-njas. Ecën si mbi Vezë.*
*2.* Lëviz nga një vend në tjetrin me një mjet tran-sporti ose mbi një kafshë (me kale etj.). *Ai ecte me shpejtësi të madhe.*
3. *vet. veta III.* Lëviz nga një vend në tjetrin, shkon diku (për një mjet transporti); përshkon një rrugë të caktuar. *Ecën treni (makina, biçikleta). Ecën dyzet Itilometra në ore. Ecën në rrugë të asfaltuar (në rrugë malore, mbi binarë).*
4. *vet. veta III.* Rrjedh, *lëviz* i:;ke rrjedhur (për ujin). *Ecën uji. Ecën lumi,•"'•* ':-
5. *vet. veta III bised.* Është *n~* lë,izje a në veprim, piinon. *Motori ecën mirë.*
\6. *vet. veta III.* Shkon, kalon. ken (për kohën). *Ecën koha. Nuk ecte ora.*
17. *fig.* Shkoj përpara duke ndiekur një rrugë a një drejtim të caktuar ose duke pa;~i n ië qëllim a synim të caktuar. *Ecim drejt komunizmu Scim drejt një të ardhmeje më të mirë. Ecim n<t. udheiieqjen e Partisë.*
8. *fig.* Shkoj përpara, përparo: arrij përfundime tfi mira në diçka; zhvillohem.;..-*tn puna. Ecën pro-dhimi. Ecën bujqësia (industrial i'-:ën me këmbët e veta. Ecën me kohën. Ecën nw;e:jerët.*
9. *fig. bised. (me një trajtë lë shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me ve:r rbarë, me sbkon siç duhet. *Nuk me ecte. Atij i.;<-• gjithnjë,*
10. *fig. bised.* Veproj siç roe thote dikush; shkoj. *Mos ec me ato që dëgjon posnie e iart!*
11. *vet. Veta III fig. bised.* Ka, lerë, shkon. *Nuk ecën kjo para këtu. I ecën fjala* i dëgjohet fjala, i zë vend fjala.
12. *vet. veta III bised.* Paguhet; vijon t'i jepet. *Ecën dita. I ecën rroga.*
13. *bised.* Shko; eja (në urdhcrore). *Ec e pyete se ç'thotë?! Ec e thuaji të vijë! Ec iart, se kam njëfjalë!*
I4. *bised.* Përdoret së bashku me një folje tjetër, zakonisht me një lidhëz bashkërenditëse shtuese (e), kur duam të tregojmë se është e pamundur të kryhet a të mos kryhet veprfmi që shpreh folja e dytë. *Ec e mbushja mendjen atij! Ec e fol me të, po deshe! Ec e (ntos) ia thuaj pastaj! Ec e mos u nis, po të duash!*
15. *Pavet.* e I,5,7,8,io- *Nuk ecej më tej.*
Ecën mbi driza *shih te* DRIZË,~A. I eci fati pati fat gjithnje, qe me fat. Ecën kundër rrymës *shih te* RRYMË,~A. Ec drejt hundës! *shih te* HUNDË, ~A. Ecën (shkon) si në vaj *shih te* VAJ~Ii. Është ujë që s'ecën është shumë i ngathët e i plogësht, është ujë amull. Nuk I ecën kali në vijë *shih te* VIJË, ~A. I ecën kungulli mbi ujë *dikujt shih tek* UJË,~I. I ecën (i shkon, i vete) puna fjollë *shih te* FJOLL Ë,~A. Ecën puna sahat *shih te* SAHAT, ~I.
ECJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes ECI. *Ecje e shpejtë (e nga-dalshme). Ecje e lehtë (e rëndë). Ecje në këmbë (me kale). Në ecje e sipër. Shpejtoi (ngadalësoi) ecjen.*
2. Zhurma e hapave të atij që ecën. *Dëgjonte ecjen e kalimtarëve.*
ECUR,~A (e) . 1. Ecje. *E ecur e lehtë. Dëgjonte të ecurën e dikujt.* 2. Mënyra se si ecën dikush. *Njihet nga e ecura.*
ECUR,~IT (të) *as.* Ecje. *Në të ecur e sipër. Ka një të ecur lë vetin. U lodh nga të ecurit (së ecuri).*
ECURI,~A. 1. Mënyra sesi bëhet a zhvillohet një punë; rruga e ndjekur për të bërë diçka, mënyra si veprojmë për diçka. *Ecuria e purtës. Ecuria e mësimit.*
*2.* Mënyra si zhvillohet një veprimtari, një ngjarje etj. *Ecuria e ngjarjeve.*
EDEPSËZ,~E *mb. thjeshtligj., shar, 1.* I paturp, i pacipë; i poshtër. *Njeri edepsëz.*
2. *Përd, em.* sipas kuptimit te mbiemrit. *Edepsëz i madh.*
EDUKATË,~A 1. Tërësia e vetive a e cilësive shpirtërore. mendore e fizike, e shprehive kulturore etj. (botëkuptimi, vetitë morale, tiparet e karakterit e të vullnetit, zakonet, shijet etj.), që fiton njeriu nën ndikimin sistematik të shkollës, të familjes e të shoqë-risë dhe duke mësuar e punuar; formimi i përgjith-shëm e i veçante i njeriut. *Edukatë e shëndoshë. Edu-katë komuniste. Edukatë morale (politike, ushtarake). Edukatë familjare. Edukatë shkollore. Edukatë estetike (mu2ikore, shëndetësore). U japim fëmijëve edukatën e purtës.*
2. Sjellje e njerëzishme. *Njeri me (pa) edukatë. Ka edukatë (të mirë). I mungonte edukata. I është bërë edukatë.*
•*k* Edukatë fizike lëndë mësi'more që bëhet ne shkollë për t'i formuar nxënësit e studentët nga ana flzike, për t'i bërë të aftë për punë dhe për mbrojtje. Edukatë moral o-politike lëndë mësimore që zhvillohet në shkollën tetëvjeçare për ta formuar nxënesin nga ana morale e politike.

EDUKATIV,~E *mb.* Edukues. *Punë edukative. Rol edukativ. Ore edukative. Masë edukative.*
*ir* Grup edukativ *hist,* grup i fshehtë ku merrnin pjesë kryesisht te rinj, të cilët edukoheshin e përga-titeshin nën drejtimin e organizatave të Partisë Komuniste Shqiptare për t'u bërë luftëtarë edhe më të formuar e të vendosur në gjirin e Lëvizjes Nacional-çlirimtare.
EDUKATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me edukimin e dikujt (Zakonisht të nxënësVe e të studentëve). *Është mësues dhe edukator i aftë.*
EDUKATOR E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* EDUKATOR,~I. *Edukatore e brezit të ri.*
2. Punonjëse në kopshtet e fëmijëve, që merret me edukimin e parashkollorëve, punonjëse e arsimit parashkollor. *Edukatorja e kopshtit.*
EDUKIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve EDUKOJ, EDUKOHEM. *Edukimi i fëmijëve (i nxënësve). Edukimi i brezit të ri (i klasës punëtore, i punonjësve). Metodat e edukimit. Forme edukimi* forme e arsimit ku marrin pjesë anëtarët e Partisë e punonjësit e tjerë, të cilët thellojnë përgatitjen e tyre politike e ideologjike. *Shkollë edukimi* shkollë e po-saçme për edukimin e fëmijëve që kanë shkelur me veprime të dënueshme normat morale të shoqërisë socialiste.
2. Edukatë. *Edukimi komunist. Edukim klasor. Edukim i gji4hanshëm.*EDUKOHEM *vetv.* 1. Marr a fitoj edukatë; mësoj si te sillem në familje e në shoqëri; *kund.* çedukohem. *Edukohem si reVolucionar. Jane edukuar në laftë e në punë.*
*2. Pës. e* EDUKOJ.
EDUKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Ndikoj me një punë të vetëdijshme, sistematike e të pandërprerë për fprmimin e zhvillimin e përgjithshëm e të veçantë të një njeriu a të një grupi njerëzish, për mënyrën e të menduarit, për ndjenjat e tyre etj.; i jap edukatë dikujt; *kund.* çedukoj. *Edukon të rinjtë. Edukon hla-sën punëtore. E edulcoj politikisht (moralisht, fizikisht, ushtarakisht). E edukoj me ndjenjën e atdhedashurisë (me frymën revoluciortare). Edukoj dike me shprehitë e panes. I ka edukuar Partia (klasa punëtore).*
*1.* E mësoj dike si të sillet në familje e në shoqëri; *kund.* çedukoj. *edukoj fëmijët që në vogëli.*
EDUKUAR (i,e) *mb.* Që ka marrë edukatë të mirë. qft ka edukatë; që di të sillet mirë në familje e në shoqëri, i sjellshëm, i njerëzishëm. *Djalë i edukuar. Va)zë e edukuar.*
EDUKUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Edukator, mësues.
EDUKUES,~E *mb.* Që ka të bëjë me edukimin a me edukatën; që shërben për edukim, që edukon. *Punë edukuese. Libër (roman, film) edukues. Me që-llim edukues.*
EDUKUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fe*$_m$*. e* EDUKUES,~I.
2. *shih* EDUKATORE,~JA $_2$.
EDH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. I vogli i dhisë derisa të mbushë një vit; kec mashkull. *Edh i zi (i larmë). Mish edhi. Çobatt edhash. Ruaj edhat.*
*if* E mbaj si edhin në dërrasë *dike* e mbaj dike më të gjitha të mirat e kujdesem shumë për të, e mbaj në pëllëmbë të dorës.
EDHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kec femër, kece.
EDHE.i *ndajf.* 1. Ende. *Jeton (punon) edhe. S”ka ardhur edhe.*
*2.* Përdoret përpara mbiemrave dhe ndajfoljeve në shkallën krahasore, me kuptimin “në një shkallë më të lartë, me shumë, me tepër”. *Edhe më të mëdha. Edhe me i bukur. Edhe me mirë. Edhe me shumë.*
II *lidh.* 1. Përdoret për të lidhur dy gjymtyrë fjalie të një fare ose dy fjali të bashkërenditura këpujore a shtuese; e, edhe. *Nxënësit edhe mësuesit. Punojmë edhe mësojmë. Lexoj edhe dëgjoj. la them edhe s'ia them. E bën edhe s'e ben.*
2. Gjithashtu, po ashtu, ashtu dhe. Si *bleta edhe mjalti. fj. u. Sipas vertdit edhe kwtendi. fj. u.*
3. Përdoret për të lidhur dy fjalë a dy trajta të së njëjtës fjalë në togje me bashkërenditje që tregojnë përsëritje ose vijimësl veprimi a gjendjeje, që shprehin përforcim etj.; e, dhe. *Vetëm edhe vetëm. Mirë edhe me mirë. Keq edhe me keq.*
4. Përdoret e përsëritur për të lidhur dy gjymtyrë fjalie a dy fjali të një fare shtuese a kundërshtuese; hem... hem. *Edhe i aftë, edhe i ndershëm. Edhe sot, edhe nesër. Edhe për të sotmen, edhe për të ardhshmen. Edhe në shkollë, edhe në jetë. Edhe për verë, edhe për dimër. Edhe qeros, edhe fodull. fj. u. Edhf mishi të pi-qet, edhe helli të mos digjet. fj. u. Edhe të qorton edhe të do.*
5. Përdoret përpara një vargu gjymtyrësh fjalie të një fare ose para fjalish të së njëjtës fare, kur ato numërohen me radhë njëra pas tjetrës. *mori të gjithë me vele — edhe djalin, edhe çupat, edhe nënën, edhe gjyshin. Është e domosdoshme edhe tëpunohet toka thellë, edhe të thërrmohen plisat, edhe të hapen vijat kulluese, edhe të hidhet fara me kohë.*
6. Përdoret në fillim të një fjalie që plotëson, zhvi-llon e sqaron një mendim të shprehur nga një fjali tjetër para saj. *Mjeku i ka thënë të mos pijë me duhan, por at s'e ka lënë. Edhe pastaj ankohet.* □ *Dolën të gjithë në fushë, gra e burra. Edhe pleqtë.* □ *Jemi gati të japim gjithçka për Atdheun. Edhe jetën.*
7. *përd. kallëzues. mat.* Shtojmë (kur mbledhim një numër me një tjetër). *Dhjetë edhe dy. Katër edhe katër bëjnë tetë.*
8. ii *em.* ~, ~JA . *sh.* ~, ~TË *mat.* Shenja e mbledhjes (+); plus.
Ill *pj.* Përdoret për të theksuar a për të përforcuar kuptimin e një fjale, të një togfjalëshi ose të një fjalie. *Edhe sot e kësaj dite. Edhe atje ai nuk hoqi dorë.*
• Edhe në qoftë se... (edhe po qe se..., edhe në.... edhe sikur...) përdoret kur tregojmë se diçka pra-pëseprapë do të ndodhë, megjithëse ka rrethana që e pengojnë atë. Edhe pse përdoret për të lidhur një fjali të varur lejore me fjalinë kryesore. Jo ve-tëm..., pot edhe... *shih te* VETËM. Jo vetëm që..., por edhe... *shih te* VETËM. Si... (ashtu) edhe... përdoret për të lidhur dy gjymtyrë fjalie tfi një fare ose dy fjali që krahasohen ndërmjet tyre.
EFEKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pasojë a rrjedhim që vjen nga nj4 shkak; veprimi e ndikimi i diçkaje a dobia që sjell ajo. *Efekt i j'uqishëm (i dobët). Efekl qetësues. Efekti i punës (i edukimit). Efekti i mjedisit ku jeton. Ka efekt. Bari (ilaçi) i bëri efekt.*
2. Përshtypje a mbresë që !ë diçka. *Nuk shkakton asnjë efekt. Nuk i bëri efekt.*
3. *zyrt.* Qëllim, pikësynim. *Bëhet për efekt të ka-tegorizimit.*
EFEKTIV,~I *m. sh.* ~E, ~ET dhe ~A, ~AT. 1. *usht.* Numri i përgjithshëm i ushtarëve a i ushtara-këve të një reparti,

të një nënreparti, të një njësie ushtarake a të ushtrisë së një shteti. *Efektivi i ushtrisë. Efektivi i divizionit (i batalionit).*

*2. libr.* Numri i përgjithshëm i punonjësve nS një ndërmarrje a institucion, i anëtarëve të një organi-zate, i atyre që marrin pjesë në një aksion etj. *Efektivi I shkollës (i organizatës së rinisë, ( brigadave vullnetare). U shtua efektivi.*

EFEKTIV,~E *mb. libr.* 1. I efektshëm. *KoHtroll efektiv. Masë efektive.*

2. QË është i vërtetë ose i përpiktë, q5 vepron a bëhet më të vërtetë, që është real e konkret. *Ndihmë efektive. Luftë efektive. Gjendje efektive. Vlerë efektive.*

3. *zyrt.* Që është i përhershëm në një detyrë a në një punë; *usht.* që bën pjesë në efektivin e një reparti, të nj4 nënreparti, të një njësie ushtarake a të ushtrisë së një vendi. *Ushtar (oficer) efektiv. Kuadër efektiv.*

EFEKTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që sjell për-fundimin a rrjedhimin e deshiruar, i dobishëm, i vlefshëm. *Punë e efektshme. Masë e efektshme. Me-todë e efektshme. Bashkëpunim i efektshëm.*

EFENDl,~U m. *sh.* ~LERË, ~LERËT. 1. *hist.* Titull nderi që i jepej një njeriu me shkoll6 nfi pe-liudhën e pushtimit osman; zotëri.2. *iron.* Zotëri.

EFSH,~I *m.* Të pështirë, ndot. *Me vjen efsh. E kisha efsh ta shihja me sy* me vinte ndot prej tij.

EFSHOHEM *vetv.* Me vjen efsh a të pështirë, kam ndot. *U efshua kur e pa.*

EFSHOJ *kal.,* ~OVA, ~l)AR. E bëj dike që t'i vijë të pështirë, e bëj që të ketë ndot. *Të efshonte kur hante.*

EFSHTË (i,e) *mb.* Që të ngjall të pështirë kur e sheh; që të ngjall neveri, i neveritshëm; i fëlliqur, i lidyrë. *Njeri i efshtë. Punë e efshtë.*

EGËR (i,e) *mb.* 1. Që rron i lire zakonisht në pyll, larg njerëzve, që nuk është zbutur nga njeriu; që mbin, rritet e zhvillohet në natyrë vetiu, që nuk mbillet nga njeriu e nuk rritet nën kujdesin e tij; *kund.* i butë. *Kafshë e egër. Derr i egër. Kale i egër. Stipend i egër. Pëllumb i egër. Rose e egër. Bletë e egër* bletë pylli. *Borzilok i egër. Dardhë (mollë, qershi) e egër. Rrush (file, ftua) i egër. Lakër e egër. Presh i egër. Hudhër e egër. Kulpër e egër. Trëndafil i egër.*

*2.* Që është i pazhvilluar nga pikëpamja shoqërore e kulturore, që jeton si në kohët e para të krijimit të shoqërisë njerëzore, i paqytetëruar; primitiv. *Njeri i egër. Fiset e egra.*

3. Që është tërë male e shkëmbinj, që është tërë gërxhe e thepa; i tillë ku nuk ka shkelur a është vësh-tirë të shkelë këmba e njeriut; i tillë ku nuk ka Vënë dorë fare njeriu; i pabanuar, i shkretë. *Vend i egër. Male (gërxhe) të egra. Vise të egra.*

4. Që punohet me vështirësi të madhe e jep fare pak prodhim. *Toka të egra.*

5. Që është shumë i forte e jo i këndshëm, që të djeg grykën (për duhanin, uthullën etj.); i ashpër. *Duhatt i eg\ër. Uthull e egër.*

6. Që është shumë i ftohtë, plot ngrica e acar; i ashpër (për motin, klimën etj.); *kund.* i butë. *Dimër i egër. Mot i egër. Klimë e egër. Stinë e egër.*

7. *fig.* Që është shumë i vrazhdë e i ashpër ndaj të tjerëve, që sillet shumë rreptë më të tjerët; që sjell pasoja të rënda a dënime tepër të ashpra; i rreptë, i vrazhdë, i ashpër; *kund. i* butë. *Njeri i egër. Zë i egër. Shikim (vështrim) i egër. Fytyrë e egër. Zakone të egra. Ligje të egra. KartuH i egër. Ishte (u be) i egër.*

8. *fig.* Që nuk mund t'i afrohesh dot, që trembet menjëherë kur i afrohesh a të sulmon (zakonisht për kafshët); që nuk është i shoqërueshëm e i afrueshëm, që i pëlqen të rrijë vetëm (zakonisht për njerëzit); *kunk.* i butë, i urtë, i afrueshëm. *Kale (ka) i egër. Mush-kë e egër. Fëmijë i egër. Është i egër.*

9. Që është i përgjakshëm e mizor; që s'ka mëshirë, i pamëshirshëm. *Luftë e egër. Sulm i egër. Shfrytëzim i egër. Bllokadë e egër imperialisto-reViziortiste. Armik i egër.*

10. edhe *fig.* Që është jo i zakonshëm a jo i natyr-shëm për njerëzit, çnjerëzor, shtazor. *Britma (klithma, ulërima) të egra. Ndjenjë e egër. Dëshirë e egër. Shpif-je e egër.*

11. *si em.* ~, ~IT (të) *as.* Egërsi në sjellje e në fjalë; *kund.* butësi. më të *egër më të* keq, duke u grindur. *Foli më të egër. Sillej më të egër. E qortoi më të egër. E mori më të egër. Here më të butë e here më të egër.*

• Dae i egër *zool. shih te* DAC,~I. D u h a n i egër *bot.* madërgonë. Dusbk i egër *bot.* *shih te* DUSHK,~U. Dhi e egër *zool. shih te* DHI,~A. E 1 b i egër *bot. shih tek* ELB,~I. F r a -shër i egër *bot.* rrunjë. Gështenjë e egër *bot. shih te* GËSHTENJË,~A. Gjel i egër *zool. shih te* GJEL,~I. Kafe e egër *bot.* bar miu. Kumbull e e g ë r *bot.* kullumbri. K u n g u 11 i egër *bot. shih te* KUNGULL,~I. L i r i i egër *bot. shih te* LI,~RI. Mace e egër *zool. shih te* MACE,~JA. Mel i egër *bot.* kostrevë. Pa-mbuk i e g ë r *bot. shih te* PAMBUK,~U[1]. Q e r s h i e e g ë r *bot.* thrashegër, rrush mali, qershizë, qershi-gël. T ë r s h ë r ë e egër *bot. shih tek* TËRSHËRË, ~A. Thanë e egër *bot.* thanukël. Zjarri i egër(zjarri i duhanit) *shih te* ZJARR,~I. Vishnjë e egër *bot. shih te* VISHNJË,~A.

EGËR *ndajf.* 1. Në mënyrë të vrazhdë, me ash-përsi; më të egër. *I foli (iu përgjigj) egër. E vështroi egër.*

*2.* Me egërsi; pa mëshirë; në mënyrë të përgjak-shme. *Sulmoi egër. Luftuan egër. E gjykuan (e dënuan) egër.*

3. Jo imët, ashpër. *Bluan egër.*

EGËRLE,~JA . *sh.* ~, ~TË *bot.* Ulli i egër, ullastër.

EGËRSI,~A 1. Të qen6t i egër (për kafshët). *Egërsia e tigrit.*

2. Të qenët i egër, vetia e atij që është i egër në sjellje, në veprime, qëndrim i egër; të qenët tepër i rreptë; vrazhdësi; *kund.* butësi. *Egërsia e bejlerëve. Egërsia e fytyrës. Sillej me egërsi.* 3. Të qenët i përgjakshëm e mizor, të qenët i pamëshirshëm. *Egërsia e armikut. Kulmi i egërsisë. I shtypin (i shfrytëzojnë) me egërsi.*

4. Ashpërsi e madhe, acari (e motit, e klimës).

5. Tërësia e tipareve të egra të një vendi, të një kra-hine, të një mali etj.

*6. zakon. sh.* ~, ~TË. Veprim i egër e gjakatar, mizori. *Egërsitë e fashistëve. Kane bërë egërsi të me-dha (shumë egërsi).*

7. *hist.* Periudha e parë e zhvillimit të shoqërisë primitive, pas së cilës vjen barbaria. *Periudha e egërsisë.*

EGËRSIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve EGËRSOJ, EGERSOHEM. *Egër-simi i kafshës.*

EGËRSlRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kafshe e egër grabitqare, bishë. *Egërsirat e pyllit. Shfaros egërsirat.*

2. *fig.* Njeri shumë i egër e shpirtkazmë, njeri i pamëshirshëm, mizor e gjakpirës; njeri që sillet shumë keq më të tjerët; bishë. *Egërsirat fashiste.*

EGËRSISHT *ndajf.* 1. Në mënyrë të egër, më të egër, me vrazhdësi a me ashpërsi të madhe. *foli egërsisht. E vështroi egërsisht.*
2. Në mënyrë mizore e të pamëshirshme, bar-barisht. *E shtypën egërsisht. E tortUrUan (e rrahën) egërsisht.*
EGËRSOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Bëhet me i ftohtë, me i ashpër, me i egër (për motin, klimën, për një stinë etj.); dallgëzohet, ka dallgë të mëdha, tërbohet (për detin, lumin etj.). *U egërsua murrlanl. V egërsua dimri (marsi). U egërsua deti.*2. Bëhem shumë i ashpër e i vrazhdë; bëhem me i ashpër me dike dhe sillem më të egër me të; zemëro-hem shumë.
3. *vet. veta III.* Bëhet me i rreptë e me i përgjak-shëm; bëhet me i pamëshirshëm e me mizor. *U egërsua lufta. U egërsua armiku.*
4. *vet. veta 111.* Nuk është me i afruesham, i qetë e i bindur, zemërohet, sillet egër (për kafshët). *U egërsua qeni.*
5. *Pës. e* EGËRSOJ.
EGËRSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj që të
mos i afrohesh dot, e bëj më të egër (një kafshë); e bëj që të zemërohet a të inatoset Shumë; e bej të ashpër e të vrarhdë (një njeri). *E egërsoi qenin (kalin). E egërsoi kundërshtarin.*
2. *vet. veta HI.* E bën më të ftohtë, më të ashpër (klimën a motin). *Veriu e egërson motin.*
EGËRSUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me i egër (për një kafshë); që është zemëruar a është inatosur shumë; që është bërë shumë i ashpër e i vrazhdë; që shpreh egërsi. *Kafshë e egërsuar. Me pamje të egërsuar.*
2. Që është bërë me i ftohtë a me i ashpër (për motin); që ka flluar të ketë dallgë të mëdha, i tërbuar (për detin, lumin etj.)- *Mot i egërsuar. Det (lumë) i egërsuar.*
EGËRSHAN,~E *mb.* 1. I vrazhdë e i ashpër kun-drejt të tjerëve; i egër; i rreptë. *Njeri egërshan. Trima egërshanë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
EGËRTI,~A i . *përmb.* Tërësia e kafshëve të egra, egërsirat. *Ka egërti në mal. I hëngri egërtia.*
EGËRTI,~A ii . 1. Dora e parë që i jepet një muri kur lyhet me gëlqere. *Presin sa të thahet egërtia.*
2. Muret e një ndërtese pa suva e pa shtesat e plo-tësimet e brendshme, karabina.
EGLENDlSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised.* Me-rrem me diçka a me dike për të kaluar kohën ose për t'u çlodhur, zbavitem. *Eglendisem me vizatime. Eg-lendisem me fëmijët.*
EGO,~JA . *libr. shih* UNË $_2$. *Egoja e tij.*
EGOIST,~E *mb.* 1. Që vuan nga egoizmi; që ka-rakterizohet a përshkohet nga egoizmi. *Njeri egoist. Qëndrim egoist. Dëshira egoiste. Qëllime (interesa) egoiste. Politikë egoiste.*
*1. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri egoist. *Egoist i madh.*
EGOIZËM,~MI *m.* Tipar borgjez a mikrobor-gjez i një njeriu që mend on vetëm për vete, që do vetëm vetveten e nuk shqetësohet për të tjerët, që vë interesat vetjake mhi interesat e shoqërisë. *Egoi-zëm borgjez ( mikroborgjez). Egoizëm profesional. Ndjenja e egoizmit. Shfaqje egoizmi.*
EGRAS *ndajf.* Egër, me egërsi. *E shikoi egras.*
EGJËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *bot.* Bar i keq që rritet zakonisht në. arat e mbjella me grurë dhe që bën kokrra të vogla në ngjyrë të zezë, të cilat po të bluhert bashkë me grurin, e prishin cilësinë e bukës që gatuhet me këtë miell dhe e bëjnë këtë të dëmshme për njeriun; kokrrat e kësaj bime. *Grurë me egjër. Bukë me egjër. Qëroj egjrën. E zuri (e trtdlosi) egjra.*
2. *jig.* Diçka e padobishme a e pavlerë ose e keqe dhe e dëmshme, që zakonisht gjendet bashkë me diçka tjetër të mirë; njeri i keq. *Ka edhe egjër* nuk është e tëra e pastër dhe e cilësisë së mirë, por ka edhe pjesë jo të mira e të cilësisë së ulët (për një lëndë, për prodhime të ndryshme etj.); ka edhe pjesë të dobëta që duhen hequr (për një vepër shkencore, letrare etj.). *Ndaj (dalloj) egjrën nga gruri. Egjra prish edhe grurin. fj. u.* një njeri i keq mund të prishë edhe të mirin. *Nuk duhen lënë grurë e egjër bashkë. fj. u* duhet ndarë e mira nga e keqja.
*k* Bluante (hante) egjër ishte shumë i varfër, mezi mbante frymën me bukë.
EGJËRISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe EGJË-RlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend (are, kullotë etj.) me shumë egjër.
EGJIPTIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor veriuOi i Egjiptit ose ai që e ka prejardhjen nga Egjipti.
EGJIPTIAN,~E *mb.* Që lidhet me Egjiptin ose me egjiptianët, që është karakteristik për Egjiptin ose për egjiptianët, i Egjiptit ose i egjiptianëve; që është krijuar nga egjiptianët. *Populli egjiptian. Eko-nomia egjiptiane. Shtetas egjiptian. Kultura egjiptiane. Këngë egjiptiane. Letërsia egjiptiane. Hieroglifet egjiptiane. Piramidat egjiptiane.*
EH. I *pasth.* 1. Përdoret për të shprehur dhembje, hidhërim a pikëllim, keqardhje, pendim etj.; ah. *Eh, ç'e gjeti të shkretin! Eh, si s'e vura re! Eh, sa keq që i fola! Eh, ç'bëra!*
2. Përdoret kur shprehim habi ose frikë. *Eh, ti qenke! Eh, ç'më trembe!*
3. Përdoret kur shprehim zemërim, kërcënim etj.; ah. *Eh, në e zënça! Eh, ç'ia punoi i poshtri!*
4. Përdoret për të theksuar shprehjen e një dë-shire, të një lutjeje, të padurimit etj. *Eh, sikur të kthehej sonte! Eh, sa mirë do të ishte po të binte një shi!*
5. Përdoret për të përforcuar shprehjen e këna-qësisë, të gëzimit, të mallëngjimit, të habisë etj. *Eh, sa i bukur u bëfshati! Eh, sa me pëlqente! Eh, sa qenka rritur!*
6. Përdoret kur na vjen diçka në mendje menjëherë e papritur. *Eh, gati me dolt nga mendja! Eh, për pak harrova!*
II. *ndajf. krahin.* Mjaft. *Eh me, se na shurdhove!*
EH,~U *m.* Tehu a presa e një vegle prerëse prej metali (e thikës, e sëpatës, e briskut etj.). *U trash ehu. U thye ehu.*
EH *kal.,* ~A, ~UR. Mpreh një vegël prerëse prej metali. *Eh sëpatën (thikën).*
EHE *i-.-pj.* Po, ëhë. *Ehe, e di. Ehe, e mora vesh ku e kefjalën.*
*II. pasth.* Përdoret kur shprehim keqardhje, dësh-përim, dyshifn a mosbesim (kryesisht me qesëndi), zemërim, kundershtim, mospërfillje, përbuzje etj. *Ehe, s'ma hedh dot mua! Ehe, ç'e gjeti të shkretin! Ehe, nuk qenka burrë! Ehe, zor se kthehet sonte!*
EHU *pasth.* Përdoret kur shprehim mospërfillje, mosbesim, nënvlerësim a përçmim për dike a për diçka ose zemërim a mërzitje për shkak të dikujt a të diçkaje etj. *Ehu, edhe ti gjithnjë po këto gjëra thuat! Ehu, ç'më mërzite! Ehu, sa miza janë, nuk bëjnë mjaltë! fj.u. Ehu, ia paske ngenë edhe ti!*EHULL,~Llti *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Hell a qiri akulli; vesë e ngrirë. *Këput një ehull.*

2. Erë e ftohtë që fryn në mëngjes herët. *Të pret ehulli.*
EHULL,~Il(n *m. sh.* ~J, ~JT. Lende lisi. *Bien ehujt.*
EJ *pasth. bised.* 1. *shih* HEJ. *Ej, ti, ku shkon?*
*2.* shih EH 5. *Ej, si po zbukurohen qytetet tona!*
EJA,~NI. 1. *Urdh. e* VIJ. *Eja këtu!*
2. *përd. pasth.* Përdoret kur e thërresim, fcur e ftojmë a kur e nxitim dike për të nisur një punë, për të bërë diçka së bashku etj.; hajde. *Eja të da-lim! Ejani të kërtdojmë!*
EKIP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Grup punonjësish që shkojnë diku për të kryer një detyrë a një punë të përbashkët brenda një kohe të caktuar. *Ekip mje-kësor. Ekip gjeologësh. Ekipi i kontrollit. Anëtar (pje-sëtar) i ekipit. Përgjegjësi i ekipit. Shkoi (erdhi) një ekip.*
2. *sport.* Grup lojtarësh që merren me një lloj sporti dhe zhvillojnë ndeshje a gara sportive (në një kampionat etj.)- *Ekipi kombëtar. Ekipi shqiptar. Ekipi i futbollit (i basketbollit, i volejbollit). Ekipi i shahistëve. Ekipi i të rinjve. Ekipi i Vajzave (i djem-vej.*
|3. Grup punonjësish të një fushe të caktuar të veprimtarisë shoqërore. *Ekip shkrimtarësh. Ekip di-jetarësh.*
EKLEKTIK,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me eklek-tizmin, që i përket eklektizmit, i eklektizmit; që ba-zohet në eklektizëm, që vepron me metodën dhe ne frymën e eklektizmit; joparimor. *Filozof eklektik. Rrymë (shkollë, teori, pikëpamje) eklektike. Politikë eklektike. Vepër eklektike.*
2. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pasues, ndjekës a zbatues i eklektizmit në ideologji, në politikë, në art, në shkencë etj.
EKLEKTIZËM,~MI *m. libr.* Metodë metafizike, që bashkon a përzien në mënyrë mekanike e jopa-rimore pikëpamje, teza e ide, shpesh here të kundërta, të huazuara nga sisteme, rryma a shkolla të ndryshme filozofike, politikë, artistike etj. *Eklektizëm në politikë (në ideologji, në filozofi, në art). Shfaqje eklek-tizmi. Ra në eklektizëm.*
EKLlPS,~I *m. sh.* ~E, ~ET *astr.* Errësim i për-kohshem i një trupi qiellor kur zihet nga nje trup tjetër qiellor. *Eklips i plotë (i pjesshëm). Eklipsi i Diellit* errësimi i përkohshëm i Diellit kur Hëna ndodhet midis Diellit e Tokës. *Eklipsi i Hënës* errësimi i përkohshëm i Hënës kur kjo hyn në zonën e hijës së Tokës.
EKLIPSOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III astr.* Bëhet eklipsi i një trupi qiellor.
2. *fig. libr.* Nuk dukem për një fare kohe, zhdukem përkohësisht.
3. *Pës. e* EKLIPSOJ.
EKLIPSOJ *kal.,* 7^OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III astr.* I del përpara një trupi tjetër qiellor dhe e zë a nuk e lë të duket për një fare kohe, shkakton eklipsin e një trupi qiellor (për trupat qiellorë). *Hëna eklipson Diellin.*
*2. fig. libr.* E errësoj a e zbeh punën, vlerfin ose lavdinë e dikujt, ia ul rëndësinë a vlerën; I hedh hije dikujt a diçkaje; ia kaloj dikujt në një punë a veprim-tari, e lë shumë prapa. *E eklipsoi kundërshtarin. Kjo fitore e eklipsoi të parën.*
EKOLOGJI,~A. Degë e biologjisë, e cila studiOn marrëdhëniet e ndërsjella të qenieve të gjalla të botës bimore e shtazore me mjedisin ku jetojnë.
EKOLOGJIK,~E *nth.* Që ka të bëjë me ekolo-gjinë; që lidhet me mjedisin ku jetojnë qeniet e gjalla. *Studime ekologjike.*
EKONOM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Nëpunës që me-rret me punët e ekonomatit ose që drejton zyrën e ekonomatit.
EKONOMAT,~ I *m.* Zyrë që merret me pajisjen e një-ndërmarrjeje, të një konvikti etj. me ushqime, me veshmbathje e me sende a orendi të tjera të ne-Vojshme dhe që kujdeset për mirëmbajtjen e këtyre sendeve. *Ekonomati i ndërmarrjes (i konviktit). Me-, rret me punët e ekonomatit.*
EKONOMI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Tërësia e marrë-dhënieve në prodhim që i përgjigjet një shkalle të caktuar të zhvillimit të forcave prodhuese në një rend shoqëror. *Ekonomia socialiste. Ekonomia kapitaliste. Ekonomia feudale.*
*2.* Gjendja materiale dhe financiare e nje vendi, e një krahine, e një dege të veprimtarisë prodhuese etj.; degë e veprimtarisë prodhuese me një strukturë e organizim të caktuar. *Ekonomia popullore. Ekonomia konibëtare. Ekonomi e pavdrur. Ekonomi e planifikuar. Ekonomi e zhvilluar (e prapambetw). Ekonomi shu-medegëshe. Ekonomia bujqësore (industriale, blegto-raie, pyjore, ujore). Ekonomia komunale. Forcojmë ekonominë.*
3. Njësi prodhimi, sidomos në bujqësi, së bashku me mjetet dhe veglat që zotëron. *Ekonomi e vogël (e madhe). Ekonomi kolektive (kooperativiste). Ekonomi ndihmëse.*
*4.* Tërësia e shkencave që studiojnë marrëdhëniet në prodhim, gjendjen materiale e financiare të një vendi etj. si edhe degët e ndryshme të veprimtarisë prodhuese. *Fakulteti i ekonomisë. Studion për ekonomi. Ekonomia politikë* shkenca që studion ligjet e prodhi-mit, të këmbimit dhe të shpërndarjes së të mirave materiale në shkallë të ndryshme të zhvillimit të shoqë-risë njerëzore; lënda mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri.
5. Gjendja materiale e një familjeje.
6. Rregull a masë në shpenzime; kursim. *Përdor (harxhoj) me ekonomi. Bëj ekonomi* e shpenzoj a e përdor diçka me kujdes e me rregulJ; bëj kursime.
*Ekonomi shtëpiake* lëndë mësimore në shkollën tetëvjeçare që u meson nxënësve si të mirëmbajnë shtëpinë, si të gatuajnë, si të qepin etj.
EKONOMlK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me tërë-sinë e marrëdhënieve në prodhim të një rendi të caktuar shoqëror; që ka të bëjë me prodhimin, shpër-ndarjen dhe konsumin e të mirave materiale. *Baza ekonomike. ek. Rend ekonomik. Ligj ekonomik. Re-forme ekonomike. Revolution ekonomik. Luftë eko-nomike. Jeta ekonomike.*
2. Që ka të bëjë me organizimin dhe me drejtimin e ekonomisë, që lidhet me gjendjen materiale e fi-nanciare të një vendi, të një krahine, të një dege të prodhimit shoqëror, të një ndërmarrjeje prodhimi etj.; që ka të bëjë me ekonominë e një vendi. *Po-litikë ekonomike. Plan ekonomik. Veprimtari ekonomike. Përparim (zhvillim) ekonomik. Prapambetje ekonomike. Bashkëpunim ekonomik. Marrëdhënie ekonomike. Ndihmë ekonomike. Organizatë ekonomike. Organ ekonomik. Delegation ekonomik. Bllokadë ekonomike.*
3. QË ka të bëjë me një sektor a nj&i të caktuar të ekonomisë ose me pronen, e cila i p6rket dikujt a administrohet prej tij. *Ndërmarrje ekonomike. Mjetet ekonomike.*
4. Që ka të bëjë me studimin e tërësisë së marrë-dhënieve në prodhim në një rend të caktuar shoqëror, që ka të bëjë me studimin dhe me njohjen e ekonomisë. *Shkencat*

*ekonomike. Gjeografia ekonomike. Hartë ekonomike. Revistë ekonomike.*
5. Që bën të mundshëm a leht&on shpenzimin me masë e me kujdes të mjeteve e të lëndive ose kursimin e tyre; që nuk harxhon shumë, që jep mundësi të kursesh; qe eshtë me leverdi për ekonominë. *Metoda ekonomike. Kuzhini (sobë) ekonomike. Makinë ekonomike.*
EKONOMlKlSHT *ndajf.* 1. Nga pikëpamja ekonomike. *fuqishëm ekonomikisht. I pavarur (i varur) ekonomikisht. Forcohemi ekonomikisht. Sundon ekonomikisht.*
*2.* Duke here kursime, me ekonomi.
EKONOMlKO-SHOQËROR,~E *mb.* Që lidhet me ekonominë dhe me marrëdhëniet shoqërore të njerezve në një vend të caktuar a në një rend shoqëror, që ka të bëjë me anon ekonomike dhe sho-qërore. *Jeta (gjendja) ekonomiko-shoqërore. Formation ekonomiko-shoqëror. Zhvillimi ekonomiko-shoqë-ror. Revolution ekonomiko-shoqëror.*
EKONOMIQAR,~E *mb. bised.* Q i prdor gjërat e të hollat me kujdes, me masë e me kursim, që bën ekonomi; që jeton duke berë kursime, kursimtar. *Grua ekonomiqare.*
EKONOMlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist me arsim të lartë ose të mesëm në fushën e ekonomisë; punonjës i përgatitur që merret me çështjet ekonomike ne një ndërmarrje etj. *Ekonomist i lartë (i mesëm). Ekonomist plant. Punon si ekonomist.*
EKONOMtSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* EKONOMlST,~I.
EKONOMlZËM,~MI *m.* Rrymë reaksionare. oportuniste e revizioniste, sipas së cilës klasa punëtore no vendet kapitaliste duhet të luftoje vetëm për re-fortna ekonomike gjysmake e ti; pjesihme, vetëm për përmirësimin e gjendjes së saj ekonomike dhe jo pët të rnarrti pushtetin politik; rrymë oportuniste e revizioniste që mohon raportm c drejië ndërmjet economise *c* politikes, që mbivlerëson qëllimin ekonomik ne revblucion e në ndërtimh e socializmit dhe nënvlerëson revolucionin ideologjik si edhe edukimin ideopolitik të masave. *Ranë në ekonomizëm. Luftojmë kundër ekonomizmii.*
EKONOMIZIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve EKONOMIZOJ, EKONOMIZOHET. *Eko-nomizimi i ujit (i energjisë elektrike). Ekonomizimi i kohës.*
EKONOMIZOHET. *Pës. e* EKONOMIZOJ.
EKONOMIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E shpen-zoj a e përdor diçka (mjetet materiale, lëndën e pare, paratë etj.) me kujdes, me masë a me kursim, i pakësoj shpenzimet për të bërë diçka; vë diçka mënjanë, kur-sej. *Ekonomizoj materialet (lëndën e pare).*
*2. fig.* Kursej.
EKRAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *kinem.* Pëlhur6 zakonisht e bardhë, e shtrirë a e varur në një mur, mbi të cilën shfaqen filma. *Ekran i gjerë. Ekran i ki-nemasë. Film me ekran të gjerë. Shfaqet (del) në ekran.*
*2. tek.* Pllakë prej lënde të posaçme (prej xhami, prej argjendi etj.), e vendosur në aparate të ndryshme, ku riprodhohen me anë të dritës figura, sinjale etj. *Ekrani i televizorit. Ekrani i radarit.*
EKRANIZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kinem.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve EKRANIZOJ, EKRA-NIZOHET. *Ekranizimi i një vepre letrare.*
EKRANIZOHET *kinem. Pës. e* EKRANIZOJ.
EKRANIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *kinem.* Bëj nj4 film kinematografik në bazë të një vepre letrare që nuk është shkruar posaçërisht për një qëllim të tillë; e përshtat dhe e kthej në film kinematogmfik nj4 pjesë teatrale. *Ekranizoj një roman (një tregtm). Ekranizoj një dramë (një operë, një balet).*
EKSfQ- *ndajf. bised.* 2 Mangët. *E peshoi eksiq. la dha eksiq. Nuk e bën punën eksiq.*
*2. përd. mb.* I mangSt; i metë. *Njeri eksiq. E la sëmundja eksiq.*
Nga këmbët borroviq, nga mendja eksiq *shih te* BORROVIQ,~I.
EKSKAVATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. MakinI vetël6vizëse që shërben për të gërmuar a për të gërryer dheun, rërën etj., për ta ngarkuar ate në mjete tran-sporti ose për ta zhvendosur diku më tej. *Ekskava-tor i fuqishëm. Ekskavator ecës. Punoj me ekska-vator.*
EKSKAVATORlST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon me ekskavator. *Kurs për ekskavatoristë.*
EKSKURSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Udhëtim me këmbë a me mjete transport! që bëhet zakonisht në grup, për të vizituar një vend të caktuar për që-llime arsimore, shkencore etj. ose për t'u dëfryer. *Ekskursion mësimor i'tunstik, alpinistik Ekskursion në vende historike. EKsKurs'.on dyditor. Shkuan në ekskursion*
EKSKURSIONlST,-l *m sh* ~Ë, ~ËT. Ai që merr pjese në një ekskursion *Ekskursionistët e rinj.*
EKSPANSION,~l *m..*u. ~E. ~ET. Zgjerimi i kufijve a i zotërimeve te *n>6* shteti imperialist e so-cialimperialist, i një shteti tjetër kapitali$_5$ʳ duke push tuar tokat e vendeve të tjera.; zgjerimi i stërës së n.Ii-kimii dhe to sundimit ekonomik. ideol • uk, polidl,:. kulturor etj. nga ana e shtett-vc lmpo:i -hste;t s;> cialimperialiste ose e grupevc monopolistë ui' njc Vii'.l tjetër tS huaj, duke përdorur ilhunën ose me mi-nyra të ndryshme mashtruese; shtrirje. *Ekspansion tokësor (detar). Ekspansion ushtarak (politik, ideolo-gjik, ekonomik). Ekspansioni imperialist (socialimpe-rialist). Politikë ekspansioni.*
EKSPANSIONIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me ek-spansionizmin, që i përket ekspansionizmit, i ekspan-sionizmit; që përpiqet për ekspansion; që ndjek e zbaton një politikë ekspansioni, që kryen veprime për ekspansion. *Politikë ekspansioniste. Qëllime (sy-nime, veprime) ekspansioniste. Luftë ekspansioniste. Shtet ekspansionist.*
EKSPANSIONIZËM,~MI *m.* Politikë agresive e! mashtruese e shteteve imperialiste a socialimperia-liste, e shteteve të tjera kapitaliste, si edhe e grupe-ve monopolize për të shtrirë ndikimin e sundimin e tyre ekonomik, ideologjik, politik, kulturor etj. në vende të tjera ose për të pushtuar toka e tregje në këto vende. *Ekspansionizmi i imperialistëve (i social-imperialistëve).*
EKSPEDlTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vajtja e një grupi prej disa vetash (me mjetet e me pajisjet e nevojshme) në një vend të caktuar për qëllime kërkimore, studimore ose për të plotësuar detyra të veçanta; grupi i pjesëmarrësve që kryen detyra të tilla. *Ekspeditë shkencore (mësimore). Ekspeditë gjeo-logjike (arkeologjike, gjuhësore, folklorike). Ekspeditë dymujore. Udhëheqësi (përgjegjësi) i ekspeditës. Organizoj (kryej) një ekspeditë.*
2. *usht.* Operation ushtarak i një ushtrie pushtuese; trupat ushtarake që marrin pjesë në këtë operation ose që dërgohen diku për një qëllim të caktuar. *Ekspeditë ushtarake. Ekspeditë ndëshkuese (ndëshkimo-re).*
EKSPERIENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. përvojë.

EKSPERIMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Prove që
bëhet duke u mbështetur në të dhënat shkencore, për të njohur dhe për të studiuar ligjet e proceset e zhvillimit të dukurive të ndryshrae në kushte ntaty-rore ose në laborator; prove që bëhet për të kontro-lluar a për të vërtetuar diçka. *Eksperiment shkencor. Experiment kimik (fizik). Eksperiment i vështirë. Be] një eksperiment. Përsërit eksperimentin.*
EXPERIMENTAL, ~E *mb. libr.* 1. Që ka të bëjë me eksperimentin, që i përket eksperimentit, i ekspe-rimentit; që bazohet në eksperimentin shkencor; që i del nga një eksperiment. *Metoda eksperimentale. Të dhënat eksperimentale. Shkencat cksperimentale* shk'encat që përdorin me shpesh eksperimentin (fi-zikk, kimia). *Fonetika eksperimentale.*
*I.* I paracaktuar për eksperimente; ku bëhet një eks| periment me synim që të çohet me përpara pro-dhijmi, puna etj.; që sherben a që bëhet për prove ose! për eksperiment. *Bazë eksperimentale. Qitje eksperimentale. Stacion bujqësor eksperimental. Shkollë eksperimentale. Ngastër eksperimentale.*
3, Që merret me eksperimentimin e diçkaje, që bëri eksperimente. *Brigade eksperimentale.*
EKSPERIMENTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. t. Ve-
primi sipas kuptimsve të foljeve EKSPERIMENTOJ, EKSPERIMENTOHET. *Eksperimentim shkencor. Metoda e eksperimentimit.*
*2.* Përdorimi sistematik i eksperimentit shkencor, me(oda eksperimentale; eksperiment. *Eksperimentim në bujqësi. Drejtoj (organizoj) eksperimentimin.*
EKSPERIMENTOHET. *Pës. e* EKSPERIMENTOJ.
EKSPERIMENTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. BIj
një eksperiment, provoj diçka për qëllime kërkimore a studimore. *Eksperimerttoj metoda të reja.*
EKSPERIMENTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që
bën një eksperiment, ai që provon diçka për qëllime kërkimore a studimore. *Grupi i eksperimentuesve.*
EKSPERT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Specialist që thirret për të dhënë mendime e vlerësime të për-pikta për sende, për punc a probleme të caktuara ose për të zgjidhur një çështje të vështirë, e cila kërkon njohuri e përgatitje të posaçme; ai që merr pjesë në një ekspertizë; ai që ka përvojë të gjatë në një punë a ne një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërore. *Ekspert teknik (politik, ushtarak). Ekspert prodhimi. Mendimi i ekspertit. Grupi i ekspertëve.*
EKSPERTlZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* Gjur-mim, shqyrtim a studim që bëhet nga një ekspert për të zbuluar shkakun e diçkaje; hetimi, vlerësimi a puna që bën eksperti; raporti që jepet pas një gjur-mimi a hetimi të tillë. *Ekspertizë shkencore. Ekspertizë mjekësore (gjyqësore). Ekpertizë e hollësishme. Bëj ekspertizën.*
EKSPLORIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve EKSPLOROJ, EKSPLO-
ROHET. *Eksplorime gjeografike. Eksplorim shkencor. Eksplorimi i Hënës. Eksplorimi i hapësirës kozmike. Eksplorimi i detit.*
EKSPLOROHET. *Pës. e* EKSPLOROJ.
EKSPLOROJ *kal.,* ~OVA, ~IJAR *libr.* Shkoj në një vend të panjohur ose pak të njohur për të mbledhur material studimi, për të bërë vëzhgime ose për të zbuluar diçka; kryej në një vend një ekspeditë kërkimore. *Eksploroj krahinat e thella. Eksploroj detin. Eksploroj pyllin (shpellën).*
EKSPLORUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që ek-sploron një vend.
EKSPLOZIV,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Lëndë e posaçme plasëse a shpërthyese (si dinamiti etj.). *Mbush me eksploziv.*
EKSPLOZIV,~E *mb.* Shpërthyes, plasës. *Lëndë eksplozive.*
EKSPONENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *mat. shih* TREGUES,~$I_3$. *Eksponent pozitiv (negativ). Ek-sponent thyesor, Eksponent zero. Eksponenti i fuqisë.*
*2, libr.* Një nga përfaqësuesit kryesorë të një orga-nIzate, të një grupi etj. *Eksponent i fashizmit. Eksponent i Ballit Kombëtar.*
EKSPORT,~I m. 1. Shitja e mallrave a e pro-dhimeve të ndryshme të vendit jashtë shtetit, ek-sportim; *kund.* import. *Mall (prodhime) për eksport. Plani i eksportit.*
*2.* Tërësia ose vlera e përgjithshme e mallrave të vendit qe shiten jashtë shtetit; sasia e mallrave që një vend i shet në vendet e tjera. *Shtimi i eksportit. Rrit eksportin.*
EKSPORTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve EKSPORTOJ, EKSPOR-
TOHET. *Eksportimi i mallrave. Eksportimi i prodhi-meve bujqësore (industriale). Eksportimi i kapitalit. ek. Eksportimi i ideve. Plani i cksportimit.*2. *kryes. sh.* Mailrat Që nxirren jashtë shtetit për shitje. *Vlera e eksportimeve. Pesha e eksportimeve. Regjistrimi i eksportimeve.*
EKSPORTOHET. *Pis. e* EKSPORTOJ. *Ekspor-tohet jashtë (në shumë vends). Revolucioni nuk ek-sportohet.*
EKSPORTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shes mallra të vendit jashtë shtetit; çoj mallra jashtë shtetit; *kund.* iraportoj. *Eksportojmë minerale (prodhime induslriale, prodhime bujqësore).*
2. *fig.* Bëj që të përhapet nga vendi im në një vend tjetër një ide, një mode etj.
EKSPORTUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. 1. Shtet a si-përmarrje që shet mallra a prodhime të ndryshme në vendet e tjera; *kund.* importues. *Eksportuesit e naftës (e kafesë, e sheqerit).*
2. *fig.* Ai që përhap një ide, një mode, etj. në vendet e tjera. *Eksportues. idesh. Eksportues i modes.*
EKSPOZITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tërësia e vepraVe të arteve figurative, e botimeve të ndryshme, e gjedheve të prodhimeve industriale, bujqësore etj. të vendosura në një ndërtesë të veçantë ose në një vend të dukshëm, në mënyrë që të shihen nga njerëzit; vendi (ndërtesa etj.) ku vendosen këto objekte. *Ek-spozitë kombëtare (ndërkombëtare). Ekspozitë induslriale (bujqësore). Ekspozitë fotografike. Ekspozitë e përhershme (e përkohshme). Ekspozitë lëvizëse. Ekspozita e arteve figurative. Ekspozita "Shqipëria sot". Ekspozita e librit. Ekspozita e artizanatit. Ndërtesa (salla) e ekspozitës. Hapja (mbyllja) e ekspozitës. Vizitoj ekspozitën.*
EKSPOZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Vendos në ekspozitë vepra të arteve figurative, botime të ndryshme, gjedhe prodhimesh industriale, bujqësore etj. për t'i parë njerëzit. *Ekspozoj plktura (skulptura, prodhime bujqësore...).*
*2.* Vë diçka në një vend të dukshëm a në një vi-trinë për ta parë të tjerët; paraqit përpara të tjerëve diçka, e vë diku që të bjerë në sy; zbuloj diçka të mbuluar; nxjerr jashtë

(në dritë a në ajër). *Ekspozoj mailrat (në dyqan). Ekspozoj librat. Ekspozoj lodrat për fëmijë.*
3. *fig. libr.* Paraqit diçka para të tjerëve duke e shpjeguar a duke e përshkruar, shtjelloj; nxjerr në shesh diçka ose zbuloj para të tjerëve një ane të dobët të dikujt. *Ekspozoj një program pune. E ekspozoi ke-qas para të tjerëve.*
EKSPRES *mb. libr.* 1. Që i dërgohet shpejt a më parë se zakonisht atij që i drejtohet (për një letër, telegram etj.). *Letër (telegram) ekspres.*
*2.* Që shkon shpejt e nuk ndalet në shumë stacione (për një mjet transporti). *Tren ekspres. Aeroplan ekspres.*
3. Që bëhet në një aparat të posaçëm me avull e aty për aty (zakonisht për kafenë). *Kafe ekspres.*
4. *si em.* ~, ~I *nt. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjet transporti (tren, aeroplan etj.) ekspres; kafe ekspres. *Vdhëtoj me ekspres. Pi një ekspres.*
EKSPRESIONIST,~E *mb. art., let. Që* krijon sipas ekspresionizmit; që mbështetet në ekspresio-nizëm. *Art ekspresionist. Letërsi ekspresioniste. Shkrim-tar ekspresionist. Pikturë (muzikë) ekspresioniste.*
EKSPRESIONIZËM,~MI *m. art., let.* Drejtim
dekadent e formalist në letërsinë e n8 artin borgjez të shekullit XX, sipas të cilit qëllimi kryesor i artit dhe i letërsisë duhet të jetë shprehja e botës së brend-shme subjektive të krijuesit.
EKSTAZË,~A . *libr.* Shkalla më e lartë e entu-ziazmit te njeriu, gjendje shpirtërore shumë e gë-zueshme, dehje shpirtërore; gjendje shpirtërore e jashtëzakonshme e një njeriu që ka humbur vete-dijen, është shkëputur nga bota që e rrethon dhe bën veprime të çuditshme për shkak se vuan nga ndonjë sëmundje neryore, për shkak të veprimit ngacmues të ndonjë ilaçi etj. *Ekstazë pranverore. Ishte (ra) në ekstazë.*
EKSTENSIy,~E *mb. libr.* Që shtrihet në gjerësi e jo në thellësi; që nuk është përqendruar në një drejtim të caktuar, por është i përndarë; që ka të bëjë me rritjen në sasi. *Ekonomi ekstensive. Bujqësi ekstensive* bujqësi që zhvillohet kryesisht duke zgje-ruar sipërfaqen e tokave të punueshme, pa bërë për-pjekje të mëdha për ta ripërtërirë e shtuar fuqinë prodhuese të tyre. *Blegtori ekstensive* blegtori që ba-zohet në kullotën e lire, në natyrë. *Zhvillitn ekstensiv.*
EKSTERRITORIAL,~E *mb. drejt.* Që gëzon të drejtën për të mos iu nënshtruar ligjeve të shtetit të huaj ku ushtron detyrën si përfaqësues diplomatik.
EKSTERRlTORlALITET,~I m. *drejt.* E drejta që gëzon një përfaqësues diplomatik në një shtet të huaj për të mos iu nënshtruar ligjeve të këtij shteti; e drejta që gëzojnë ambasadat, legatat, anijet etj. për t'u njohur si territore të shtetit të vet në një vend të huaj. *Eksterritorialiteti i diplomatëve (i ambasadës). E drejta e eksterritorialitetit.*
EKSTRAKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *kim.* Lëndë që nxirret nga bimët, nga kafshët etj. me anë të pro-ceseve mekanike a kimike. *Ekstrakt i lëngshëm. Ek-strakt alkooli. Ekstrakt uthulle. Fabrika e ekstraktit.*
2. *libr.* Pjesë që nxirret nga një vepër e shkruar dhe që pasqyron disa tipare dalluese të kësaj vepre. *Nxjerr një ekstrakt. Lexoj disa ekstrakte.*
EKSTRAKTTANtS,~I m. *kim.* Ekstrakt i lëngshëm që nxirret nga bimë me tanin (si shqemja, valanidhi etj.) dhe që përdoret kryesisht për regjjen e lëkurëve. *Prodhimi i ekstrakttaninit. Fabrika e ekstrakttaninit.*
EKSTREM,~E *mb. libr.* 1. I skajshëm; me i tej-më, me i fundit. *Kufiri (caku) ekstrem. Pika ekstreme.*
*2.* Që kalon çdo masë, që ska ku të shkojë më tej, i jashtëzakonshëm; që bëhet me një ashpërsi të te-pruar, tepër i rreptë. *Veprim ekstrem. Denim ekstrem.*
3. Që ka nje program politi'". tepër të skajshëm në një drejtim të caktuar ose që paraqitet si i tillë (për grupet a partite politike). *E majta (e djathta) ekstreme.*
EKSTREMIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që ka pikëpamje tepër të skajshme për diçka, ai që e kalon çdo masë në gjykimet, në mendimet e në ve-primet e veta; pasues dhe përkrahës i ekstremizmit. *Ekstremistët e majtë (e djathtë). Ekstremistët liberate.*
EKSTREMIST,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me ekstremizmin ose me ekstremistin, që është karak-teristik për ekstremizmin ose për ekstremistin; që mbështetet në ekstremizëm. *Grupe (qarqe, parti) ekstremiste. Gazetë ekstremiste. Politike (pikëpamje, parullë, tezë) ekstremiste. Qëndrim ekstremist.*
EKSTREMlZËM,~MI *m. libr.* Tërësia e pike-pamjeve dhe e synimeve më të skajshme, sidomos në politikë; prirje për të bërë kërkesa e për të kryer ve-prime që e kalojnë çdo masë; skajshmëri. *Shfaqje ekstremizmi. Kundërshtar i ekstremizmit. Ra në ekstremizëm.*
EKUACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mat. shift* BA-RAZIMj~I. *Ekuacion algjebrik. EkuaciOn i përbëre. Ekuacion thyesar. Ekuacion i shkallës së pare. Ekuacion me dy të panjohura. Sistem ekuacionesh. Shtroj (zgjidh) një ekuacion.*
EKUATOR,~I *m.* 1. *gjeogr.* Rrethi me i madh i Tokës, i përfytyruar si një rreth pingul ndaj boshtit të saj e me largësi të njëjtë nga të dy polet dhe që e ndan Token në dy gjysmësfera të barabarta — ve-riore e jugore; rrethi me i madh i një planeti i përfytyruar si një rreth pingul me boshtin e tij të rro-tullimit; vija e hequr në një hartë që i përgjigjet këtij rrethi. *Ekuatori i Tokës (i Marsit). Vija e ekuatorit. Kalon ekuatorin.*
2. Vendet që përfshihen në zonat e Tokës ku kalon ky rreth. *Ndodhet në ekuator.*
• Ekuatori magnetik:r. vijë jo e rregullt që formohet rreth Tokës nga një varg pikash ku pje-rrësia e fushës magnetike është baras me zero. Ekuatori q 1 e 11 o r *astr.* rrethi me i madh i sferës qie-llore, që përfytyrohet si një rrafsh pingul me boshtin e rrbtullimit të Tokës.
EKUATORIAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me ekiia-torin e Tokës, që i përket këtij ekuatori; që ndodhet a shtrihet në ekuator; që është karakteristik për vendet pranë ekuatorit të Tokës. *Zone ekuatoriale. Vende ekuatoriale. Pyje ekuatoriale. Klimë ekuatoriale. Shi-ra ekuatoriale.*
EKUILlBËR,~RI *m. libr.* 1. *shin* BARASPESHË,
~AL *Ekuilibër i qëndrueshëm. Ekuilibër fizik (kimik). Ekuilibri i sferës. Ekuilibri i forcave.*
2. Qëndrim pingul i palëvizshëm; gjendja e trupit a e diçkaje tjetër në këtë qëndrim. *Ekuilibri i trupit. Trari i ekuilibrit. sport. Mbaj (ruaj) ekuilibrin. Rri në ekuilibër. Humbas (prish) ekuilibrin.*
3. *fig.* Raport pak a shumë i qëndrueshëm që kri-johet ndërmjet dy a me shumë dukurive të kundërta; gjendje qëndrueshmërie, qetësie a harmonic *Ekuilibër ekonpmik (politik). Vendos ekuilibrin ndërmjet pro-dhimit dhe konsumit.*

*4. fig.* Gjendje normale mendore a psikike e nje-riut,j kur ai gjykon e vepron në mënyrë të matur, të peshuar mirë e pa lëkundje. *mungon ekuilibri. S'kai ekuilibër.*

EKUILIBROJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. *spec.* I kundërvë diçkaje një force tjetër të barabartë, në mënyrë që të krijoj një gjendje baraspeshe; vë në baraspeshë, mbaj a sjell në ekuilibër; baraspeshoj; *kund* çekuilibroj. *Ekuilibroj peshoren. Ekuilibroj trupin. Ekuilibroj forcat.*

*2. fig.* Vë diçka në gjendje të qëndrueshme, të qeio a të harmonishme; *kund.* çekuilibroj. *Ekuilibroi tregup,*

EBUILIBRUAR (i,e) *mb. libr. 1.* Që k.i qëndrue-shmëri: që është në gjendje ekuilibri: *imnJ* ı çe-kuilibruar. *Gjendje e ekuilibruar. Ekvnomi e ekuiii-bruar,*

2. Që mendon e vepron në inenyrë të matur.
të peshuar e pa lëkundje; që ka a shpreh gjendje normale mendore a psikike. *Njeri i ekuilibruar. Qëndrim i ekuilibruar.*

EKUIPAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tëresia e nje-rëzve që punojnë a që shërbejnë në një anije, në një aeroplan etj. *Ekuipazhi i anijes (i aeroplanit, i heli-kopterit, i tanksit). Pjesëtar i ekuipazhit. Komandanti i ekuipazhit.*

EKUIVALENT,~E *mb. libr.* 1. QË ka vlerë të barabartë me një tjetër, i barasvler&hëm, i njëvlershëm.

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. Diçka që ka vlerë të barabartë me një tjetër, diçka e barasvlershme; barasvlerës. *Ekuivalent i fjalës.*

EKZAMINIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve EKZAMINOJ, EKZA-MINOHEM. *Ekzaminim mjekësor. Ekzaminim i hollësishëm. Ekzaminimi i të sëmurit. Ekzaminimi* i *gjakut (i mushkërive). Metodat e ekzaminimit. Bëj ekzaminimin. E çoj për ekzaminim.*

EKZAMINOHEM *libr. Pës. e* EKZAMINOJ.

EKZAMINOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* Vëzhgoj, vërej ose shqyrtoj me Vëmendje e hollësisht diçka për ta kontrolluar, për të zbuluar veçoritë, tiparet a she$_r$ njat dalluese të saj etj.; kontrolloj me kujdes. *Ekza-minoj të sëmurin. Ekzaminoj gjakun. Ekzaminoj do-kumerttin.*

EKZEKUTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve EKZEKUTOJ, EKZEKUTOHEM. *Ekzekutimi i vendimit. Ekzekutimi i të dënuarit. Ekzekutimi i valles.*

2. Mënyra se si luhet a interpretohet një vepër muzikore.

EKZEKUTIV,~E *mb.* Që organizon drejtpërdrejt vënien në jetë të ligjeve, të vendimeve e të urdhëresave në fushat e administratës shtetërore. *Pushtet ekzekutiv. Organet ekzekutive. Komiteti ekzekutiv i këshillit popullor. Fuqi ekzekutive.*

EKZEKUTOHEM. *Pës. e* EKZEKUTOJ.

EKZEKUTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *libr.* Zba-toj, përmbush, e vë në jetë diçka (një ligj, një vendim, një urdhër etj.). *Ekzekutoj vendimin. Ekzekutoj ur-dhrin. Ekzekutoj me përpikëri.*

2. *drejt.* Zbatoj dënimin me vdekje të dikujt, pushkatoj, var etj. një të dënuar. *E ekzekutuan me pushkatim (me varje)*

3. *muz.* Luaj a interpretoj një vepër muzikore. *Ekzekutoj një këngë (një vallc). Ekzekutoj me vio-linë. Ekzekutoj në piano.*

*4. sport.* Bëj një varg lëvizjesh të caktuara etj. *Ekzekutoj një ushtrim gjimnastikor.*

EKZEKUTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai qëzbaton$_r$ përmbush a e vë në jetë një ligj, një vendim. një urdbvr, një marrëveshje etj. *Ekzekutuesi i urdhrit 7 vendimit). Ekzekutuesi i kontratës. Ekzekutuesi i*
*pfojekiii,*

*2. drejt.* Ai që men pjesë drejtpërsëdrejti në kryer-jen e një veprc penalo.

EKZEkUTL'ES,~E *mb. zyrt.* Që zbaton, pfirmb$_{us}$h a e vë në jetë diçka. *Nëpunës ekzekutues. Zyra ekze-kuiuese. Aparat ekzekutues. Force (fuqi) ekzekulucse.*

EKZEMË,~A . *sh.* ~A ~AT *mjek.* Sëmundjekronike e lëkurës që shfaqet me skuqjen e saj dhe me flluska a puçrra të lëngëta ose të thata. *Ekzemë e lëngët (e thatë). Ekzemë e gjirit. Ekzemë në dorë.*

EKZISTENCË,~A . *libr.* 1. Qenia në jetë, të qenët e dikujt a të diçkaje. *Ekzistenca e botës. Ek-zistenca e planetëve. Ekzistenca e njeriut.*

2. Jetesë; rrojtja. *Mjetet e ekzistencës. Lufta për ekzistencë.*

EKZISTENCIALIZËM,~MI *m.* Rrymë filozo-fike idealiste e epokës së imperializmit, që e paraqit jetën si diçka të kotë e shterpe, e shkëput dhe e veçon njeriun nga shoqëria e nga realiteti dhe e mbyll në vetvete, ushqen pesimizmin dhe frikën e përjetshme para vdekjes, e quan njeriun të dobët e të pafuqishem para forcave të natyrës e të shoqërisë etj.; drejtim reaksionar idealist e dekadent në letërsinë e artet e epokës së imperializmit, përfaqësuesit e të cilit krijojnë vepra në frymën e kësaj rryme filozofike.

EKZISTOJ *jokal.,* ~OVA ~UAR. 1. *libr.* Jam i gjallë, jetoj, rroj.

2. *vet. veta III.* Është në të vërtetë, është në realitet. *Ekziston bota. Ekziston materia. Ekziston e Vërteta. Ekzistojnë kushtet.*

EKZISTENCIALIST,~E *mb.* Që lidhet me ekzis-tencializmin, që i përket ekzistencializmit, i ekzisten-cializmit; që mbështetet në ekzistencializëm, që ndjek a përkrah ekzistencializmin. *Filozofia ekzistencialiste. Letërsia ekzistencialiste. Shkrimtar ekzisteitëialist.*

EKZISTUES,~E *mb. libr.* Që është në të vërtetë, që ekziston; që është në kohën kur flasim. *Kuadri ekzistues. Mwtdësitë ekzistuese.*

EKZOGAMl,~A . *etnogr.* Zakon në shoqërinë primitive, i cili e ndalonte martesën brenda gjinisë a fisit; *kund.* endogami.

EKZOTIK,~E *mb. libr.* 1. Që ka ardhur nga vise të largëta dhe që nuk është i zakonshëm për vendet evropiane; që ka të bëjë me natyrën dhe me kulturën, me traditat, me zakonet etj. të vendeve të largëta e pak të njohura. *Vende (vise) ekzotike. Bimë (kafshë) ekzotike. Natyrë ekzotike. Bukuri ekzotike. Valle ekzotike.*

2. *fig.* Tepër i rrallë e i veçantë; që ka tipare tepër të rralla e të jashtëzakonshme, të cilat të ngjallm habi. *Veshje ekzotike. Muzikë ekzotike. Pamje (pa-raqitje) ekzotike.*

ELASTIK,~E *mb.* 1. Që ka vetinë të rimarrë for-mën a përmasat fillestare pasi të ketë pushuar veprimi i forces që i ka ndryshuar këto, që shtrihet e mblidhet a rrudhet përsëri; i epshëm. *Trup elastik. Gome elas-tike. Fije elastike. Pëlhurë elastike. Shufër elastike.*

2. *fig.* Që vepron sipas kushteve e rrethanave, që u përshtatet shpejt atyre, i prirë për të bërë lëshime; jo i ngurtë, jo i prerë. *Njeri elastik. Politikë (taktikë, metodë) elastike. Qëndrim elastik.*

ELB,~-I *m. bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kalli si të grurit, por me thekë më të gjatë që mbi-llet zakonisht për tagji, për prodhimin e birrës, për të bërë një lloj kafeje

etj.. *Elb pranveror (vjeshtor). Elb dyrreshtor (distik)* lloj elbi që e ka kallirin me dy radhë kokrrash dhe që përdoret zakonisht për prodhimin e birrës. *Elb i egër* bar i keq i kullotave dimë-rore me kalli si të elbit dyrreshtor, që është i dëm-
shëm edhe për bagëtinë. *Elb vendi. Kalli elbi. Bukë elbi. Kafe elbi. Mbjell elb. Korr elbin.*

ELBAROZË,~A . *bot.* Barbarozë.

ELBASANAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Bailor vendës nga Elbasani ose ai që e ka prejardhjen nga Elbasani.

ELBASANAS,~E *mb.* Që lidhet me Elbasanin ose me elbasanasit, që është karakteristik për Elbasanin ose për elbasanasit, i Elbasanit ose i elbasanasve; që është krijuar nga elbasanasit. *Familje elbasanase. Sportistët elbasanas. Këngë (valle) elbasanase. Veshje elbasanase.*

ELBASANÇE *ndajf. bised.* 1. Sipas mënyrës që është karakteristike për elbasanasit ose për Elbasanin; në të folmen e Elbasanit. *Këndon elbasançe. Vishet elbasançe. Flet elbasançe.*

2. *përd. mb.* E ulët, njëkatëshe (për shtëpinë). *Shtë-pi elbasançe.*

ELBASANISHTE,~JA . *gjuh.* E folmja e qytetit të Elbasanit dhe e rrethinave të tij. *Elbasanishtja le-trare* variant i shqipes letrare përpara Çlirimit, i for-muar kryesisht mbi bazën e të folmes së qytetit të Elbasanit dhe të rrethinave të tij; variant! i mesëm i gju-hës letrare shqipe.

ELBAZE,~JA . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Erashkë.

ELBËRISHTE,~JA . *sh.* ~E ~ET dhe EL-BËRlSHTË,~A . *sh.* ~A ~AT. Elbore.

ELBËSE *mb.* Elbje. *Dardhë elbëse.*

ELBISHTE,~JA . Kashtë elbi. *U japin dhenve elbishte.*

ELBJE *mb.* 1. Që ka trajtën e madhësinë e kokrrës së elbit, si kokërr elbi. *Makarona elbje.*

2. Dardhë elbje: lloj dardhe që bën kokrra të vogla të gjata e të verdha, të cilat piqen në qershor, në një kohë me elbin; fryti i kësaj peme.

ELBORE *mb.* 1. Që është mbjellë me elb. *Toki (are) elbore.* 2. Dardhë elbore: *shih* dardhë elbje *tek* ELBJE.

ELBORE,~JA . *sh.* ~E ~ET. Are a tokë e
mbjellë me elb.

ELBTË (i,e) *mb.* Që është prej elbi. *Bukë e elbtë.*

ELBTH,~I *m.* Puçërr me qelb sa një kokërr elbi, që del në kapakun e syrit në rrëzë të qerpikëve, kath.

ELEFANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* 1. Kafshë gjitare e Viseve të ngrohta të Afrikës e të Azisë, me trup shumë të madh e të rëndë, me veshë të gjerë, me feçkë të gjatë dhe me dhëmbë të mëdhenj e të kthyer. *Elefant i zi (i murrmë). Elefanti i Afrikës (i Azisë). Dhëmbë elefanti. Tufë elefantësh. Gjuetia e elefarttëve.*

2. *fig. bised.* Njeri me trup të madh e të trashë dhe i rëndë në të ecur.

• *ELEFANT DETI zool.* Lloj foke me feçkë si të elefantit.

ELEGANCË,~A . Të qenët elegant, vetia e një sendi a e një njeriu elegant; mënyrë e hijshme në veshje, në sjellje, në të shprehur etj. *Vishet me elegance. Flet me elegance.*

ELEGANT,~E *mb.* Që është bërë me shije të hollë e me mjeshtëri, që është edhe i bukur edhe i thjeshtë,i hijshëm; Që ka shije të hollë në të veshur, në sjellje, në të shprehur etj. *Veshje elegante. Stil elegant.*

ELEGJl,~A . *sh.* ~, ~TË *let., mu2.* Poezi lirike a pjesë muzikore me përmbajtje të trishtuar, të për-vajshme e plot dhemhje shpirtërore. *Elegji politike. Elegjitë e Çajupit (e Nolit).*

ELEGJIAK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me elegjinë. i elegjisë; që ka tiparet e elegjisë, që është elegji' *Poezi elegjiake.*

2. *fig.* I trishtuar, i përvajshëm, plot dhembje shpirtërore. *Nota elegjiake. Frymë elegjiake.*

ELEKTORAL,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me zgjedhjen e përfaqësuesve të popullit në organet c pushtetit e të drejtësisë, i zgjedhjeve. *E drejta elek-torale. Ligji elektoral. Sislem elektoral.*

ËLEKTRICIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Teknik a punetor i përgatitur që merret me vendosjen ose me rregullimin e pajisjeve dhe të aparateve elektrike. *Elektricisti i uzirtës (i ndërmarrjes, i fshatit). Rrethi i elektricistëve të shkollës.*

ELEKTRICISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* EllEKTRICIST,~I.

ELEKTRICITET,~I *m. fiz.* Ngarkesat elektrike dhe fushat elektromagnetike të lidhura me to; tërësia e dukurive që shkaktohen nga prania e ngarkesave elektrike dhe nga bashkëveprimet e tyre; degë e fi-zikës që studion këto dukuri. *Elektricitet pozitiv (ne-gativ). Përcjellës i mirë (i keq) i elektricitetit.*

ELEKTRIFIKIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ELEKTRIFIKOJ, ELEKTRIFIKOHET. *Elek-trifikim i plotë. Elektrifikimi i vendit (i fshatit). Elek-trifikimi i industrisë (i bujqësisë).*

ELEKTRIFIKOHET. *Pës. e* ELEKTRIFIKOJ.

ELEKTRIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj që
të punojë me anë të energjisë elektrike, duke e pajisur me mjetet e nevojshme për këtë; çoj e përhap dritën elektrike në një vend. *Elektrifikoj industrinë (bujqë' sine, transportin).*

ELEKTRIFIKCAR (f,e) *mb.* Që punon me anë të energjisë elektrike; i tillë ku është çuar e përhapur drita elektrike. *Indastri (bujqësi) e elektrifikuar. Fshat (vend) i elektrifikuar.*

ELEKTRIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bised.* Energji elektrike, rrymë elektrike; dritë elektrike. *Tel elek-triku. Çelës elektriku. Sahat elektriku. Ndriçohet (punon) me elektrik.*

2. Mjet me trajta e përmasa të ndryshme, i pajisur mei bateri elektrike e me një Uambë të vogël, që për-doret për ndriçim; *bised.* Uambë elektrike. *Elektrik dore (xhepi). I ndërroj llambën elektrikut. Ndez (shuaj) elektrikun.*

•*k* Elektrik deti *zool. bised.* peshk elektrik.

ELEKTRIK,~E *mb: 1. fiz.* Që ka të bëjëmeelek-
- tric'itetin, që i përket elektricitetit, i elektricitetit; që përmban elektricitet. *Energji (rrymë) elektrike. Ngar-kesë elektrike. Shkarkim elektrik. Fusha elektrike. Shkëndijë elektrike. Hark elektrik.*

2. Që prodhon elektricitet; që shërben për të për-cjellë elektrIcitetin. *Central elektrik. Pile elektrike. Tel (rrjet) elektrik. Çelës elektrik.*

3. Që lidhet me përdorimin e elektricitetit dhe
me mjetet e ndryshme që punojnë me këtë energji, që punon me anë të elektrikut. *Dritë elektrike. Uambë elektrike. Pajisje elektrike. Tren elektrik. Sobë (fshesë) elektrike. Karrige elektrike* karrige që përdoret për të ekzekutuar të denuarit me Vdekje në SHBA.

4. Që merret me studimin e elektricitetit, me vendosjen ose me rregullimin e pajisjeve dhe të aparateve që punojnë me elektrik. *Inxhinier elektrik.*

ELEKTRIZOHEM *vetv. libr.* 1. Me ngjallet një dëshirë e zjarrtë për të bërë diçka, entuziazmohem. 2. *Pës. e* ELEKTRIZOJ.

ELEKTRIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. *fiz.* I jap diçkaje ngarkesë elektrike, bëj që të ketë elektricitet pozitiv ose negativ. *Elektrizon atmosferën (një trup). Elektrizon pozitivisht (negativisht).*

*2. fig.* Shkaktoj një gjendje të ngritur shpirtërore,

' i ngjall dikujt një dëshirë të zjarrtë për të kryer diçka, entuziazmoj. *Elektrizoi masat. Elektrizoi sallën.*

ELEKTRO- *fjalëform. spec.* Pjesë e parë e disa fjalëve të përbëra, që i përgjigjet nga kuptimi fjalës “elektrik” (p.sh.: elektroagregat, elektrodinamometër, elektrokardiogram, elektrolokomotivë, elektrosinjal etj.).

ELEKTRODË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *fiz.* Pjesa e një përcjellësi nga hyn ose del rryma elektrike me ngarkesë pozitive a negative në një pile; secili nga dy përcjellësit prej grafiti a prej metali, që zhyten në banjën e elektrolizës. *Elektrodë pozitive* anode. *Elek-trodë negative* katodë.

2. *tek.* Shufër metal ike që përdoret për saldim me anë të energjisë elektrike.

ELEKTROLIZË,~A . *kim., fiz.* Zbërthimi i disa lëndëve a trupave në pjesët e tyre përbërëse me anë të rrymës elektrike. *Elektrolizë e thatë. Elektroliza e ujit (ebakrit).*

ELEKTROMAGNETIK,~E *mb. fiz.* Që lidhet me dukuritë magnetike, të cilat shkaktohen nga rryma elektrike. *Fushë elektromagnetike. Vale elektromagnetike. Lëkundje elektromagnetike.*

ELEKTRON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fiz.* Çdonjëra prej grimcave shumë të vogla elementare me ngarkesë elektrike negative, që sillen rreth bërthamës së atomit (të përbërë nga protonet e neutronet), e cila ka ngarkesë pozitive. *htektron i lire. Lëvizja e elektro-ne\)e.*

ELEKTRONIK,~E *mb. spec.* Që lidhet me përdorimin e vetive të elektroneve, që mbështetet në shfrytëzimin e vetive te elektronit; që ka të bëjë me elektronikën, që mbështetet në ligjet e elektronikës, që punon në bazë të këtyre ligjeve. *Makinë elektronike. Aparat elektronik. Mikroskop (teleskop) elektronik. Llambë elektronike. Llogaritës elektronik.*

ELEKTRONIKË,~A . *spec.* Shkenca që studion vetitë dhe lëvizjen e elektroneve në zbrazëti, në gaze ose në gjysmëpërçues; degë e teknikës që merret me prodhimin dhe me shfrytëzimin e pajisjeve e të aparateve elektronike. *Zhvillimi i elektronikës.*

ELEKTROTEKNIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me prodhimin e me shfrytëzimin e energjisë elektrike për që-llime të ndryshme. *Industria elektroteknike. Pajisje elektroteknike.*

ELEKTROTEKNIKË,~A . Degë e teknikës qëmerret me prodhimin dhe me shfrytëzimin e ener-gjisë elektrike për qëllime të ndryshme.

ELEMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *spec.* Secila

- nga pjesët që formojnë një të tërë; pjesë përbërëse

e një mekanizmi, e ajë aparati etj. *Elementet e ndër-*

*tesës. Elementet e aparatit (e makinës, e motorit).*

*Elementet e antenës. Elementet e trekëndëshit.*

2. *filoz.* Secila nga katër pjesët përbërëse të na-tyrës (zjarri, uji, ajri, toka), që sipas filozofëve ma-terialistë të Greqisë së lashtë janë baza e të gjitha sendeve e dukurive të gjithësisë.

3. *kim.* Secila nga të njëqind e pesë lëndët e thjeshta të njohura deri me sot, që nuk mund të ndahen në pjesë përbërëse me metoda të zakonshme kimike. *Element kimik. Element radioaktiv. Sistemi periodik i elementeve. Klasifikimi i elementeve.*

4. *fiz.* Mekanizëm i posaçëm që prodhon rrymë të dobët elektrike duke shfrytëzuar energjinë kimike. *Element galvanik* pile. *Element i thatë.*

5. *yet. sh. libr.* Njohuritë e para e fillestare të një fushe të dijes, të artit, të teknikës etj.; njohuritë the-melore të një shkence; *bised.* teksti shkollor që për-mban këto njohuri ose bazat e një lënde mësimore. *Elementet e algjebrës. Elementet e para të leximit e të shkrimit (të muzikës, të pikturës). Elementet e viza-timit teknik.*

6. Tipar dallues a i domosdoshëm i diçkaje; anë e veçantë e diçkaje. *Element shprehës. Element ideo-logjik. Element i domosdoshëm. Element simbolik. Element dramatizmi (lirizmi) në një vepër letrare.*

7. *sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri, person; përfaqësues i një shtrese a i një klase të caktuar shoqërore. *Element i shëndoshë. Element armik (i dyshimtë, i rrezikshëm).*

8. *vet. sh.* Forcat që veprojnë në natyrë. *Elementet e natyrës.*

ELEMENTAR,~E *mb.* 1. *spec.* QË përmban një element, që përbëhet prej një elementi, i thjeshtë. *Grimcë elementare. Trup elementar.*

2. Që ka të bëjë me njohuritë e para, me fillimet a me bazat e një fushe të dijes, të artit, të teknikës etj.; fillestar. *Aritmetika (gjeometria) elementare. Njohuri elementare. Nocionet elementare. Rregullat elementare.*

3. *fig.* Që kuptohet lehtë, Që kapet pa vështirësi, i thjeshtë. *Punë (gjë) elementare. Çështje elementare.*

4. Që është shumë i nevojshëm, që është i domosdoshëm për diçka. *Kërkesë elementare. Nevojat (kush-tet) elementare. Liritë (të drejtat) elementare.*

ELIMINIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve tS foljeve EL1MINOJ, ELIMINOHEM. *Eliminimi i kundërshtarit. Sistem eliminimi. sport.*

ELIMINOHEM *vetv. libr.* 1. *sport.* Humbas të drejtën për të marrë pjesë në ndeshjet e tjera a për të vijuar më tej një garë.

2. *vet. veta III.* Zhduket, nuk është me. *Rreziku u eliminua..*

3. *Pës. e* ELIMINOJ.

ELIMENOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* I. Heq, mënjanoj a zhduk diçka. *Eliminoj rrezikun (dëmin).*

*2. sport.* E bëj që të humbasë të drejtën për të marrë pjesë në ndeshjet e tjera a të vijojë më tej një garë. *E eliminoi kundërshtarin.*

ELIMINIJES.~E *mb. sport.* Që të bën të hum-basësh ose të fitosh të drejtën për të marrë pjesë në ndeshjet e tjera a për të vijuar garën- *Ndeshje (garë) eliminuese.*

ELIPS,~I I *m. sh.* ~E, ~ET dhe ELIPS,Ë,

—A i . *sh.* ~A, ~AT *gjeom.* Vijë e lakuar dhe e mby-llur që ka trajtë ve^:ake si të vijës së pcrftuar nga prerja e pjerrët e një koni ose e një cilindri me një rrafsh. *Harku i elipsës. Qendra (vatrat, boshtet) e elipsës. Në trajlën e elipsit.*

EliPSË,~A II . *sh.* ~A, ~AT dhe ELIPS, ~III *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh., let.* Heqjaenjë gjymty-re ose e me shumë gjymtyrëve të nënkuptueshme në një fjali, me qëllim që,

pa e vështirësuar kuptimin, mendimi të shprehet me shkurt. *P'irdor elipsën.*

ELIPTIK,~E *mb. gjeom.* Që ka trajtën e një elipsi, vezak; që i përket një elipsi, i elipsit. *Figure gjeome-trike eliptike. Trajtë eliptike. Hark eliptik. Orbitë eliptike.*

ELITË,~A . *përmb. libr.* Pjesa më e lartë e më e privilegjuar e klasave, e shtresave, a e grupeve shoqërore sunduese në vendet borgjeze e revizioniste për-kundrejt klasave e shtresave të shtypura dhe njerëzve të thjeshtë; pjesa më e mirë e më e zgjedhur e një të-rësie. *Elita e privilegjuar. Elita e shoqërisë (e vendit). Elita e intelektualëve (e ushtrisë). Përfaqësuesit e elites.*

ELMAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Diamant, xhe-vahir. *Unazë me gurë elmazi.*

*2.* Vegël dore me një gur të vogël diamanti në majë, që përdoret për të prere xhame. *Pres me elmaz.*

ELOZH,~I *m. sh.* ~E ~ET *libr.* Lëvdatë e tepruar që i bëhet dikujt. *bënte (i thurte) elozhe.*

EMAL,~I *m. tek.* Lloj yerniku jo i tejdukshëm, që përmban një lënde kryesisht si qelq, i cili përdoret për të Iyer enet a pajisjet prej qeramike, fajance *L* prej metali, që ato të marrin shkëlqim, të mbrohen nga ndryshku ose të zbukurohen; smalt. *Përgatitja (pjekja) e emalit. Makinë për përzierjen e emalit.*

EMALIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve EMALOJ, EMALOHET. *Emalimi i enëve (i pjatave, i sobave). Procesi i emalimit. Reparti i emalimit.*

EMALOHET. *Pës. e* EMALOJ.

EMALOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *tek.* Vesh diçka me emal. *Emaloj enët. Emaloj sobën.*

EMALUAR (i,e) *mb.* Që është veshur me emal. *Enë (sobë) e emaluar. Artikuj të emaluar.*

EMANCIPIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve te foljeve EMANCIPOJ, EMANCIPOHEM. *Eman-cipimi iplotë i gruas.*

EMANCIPOHEM *vetv.* 1. Çlirohem nga varësia e dikujt a e diçkaje, fitoj të drejtat që me përkasin.

2. Flak tej paragjykimet, besimet e kota etj. që me ndrydhin mendimin e me pengojnë të zhvillohem e të veproj si pjesëtar i një shoqërie të përparuar.

EMANCIPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E çliroj dike nga varësia e dikujt a e diçkaje që nuk e lë të zhvi-Uohet ose të rritë aftësitë e veta, i jap të drejta të ba-rabarta më të tjerët a të drejtat që i përkasin.EMANCIPUAR (i,e) *mb.* 1. Që është çliruar nga varësia e dikujt ae diçkaje, që është emancipuar. *Shoqëri e emancipuar. Gra të emancipuara.*

2. Që ka flakur tej paragjykimet, besimet e kota etj. dhe që mendon e vepron si pjesëtar i një shoqërie të përparuar.

EMBARGO,~JA . *drejt.* 1. Masë që merr qeveria e një vendi për të ndaluar që të nxirren jashtë ose të sillen nga jashtë mallra, prodhime, valuta etj.; ndalim i tregtisë me një shtet tjetër. *Embargo ekonomike (tregtare, financiare). Embargoja e naftës (e armëve). Politika e embargos. Vendos (zbatoj) embargon. Hoqi embargort.*

*2. det.* Masë që merr një shtet, zakonisht për arsye politike, për të ndaluar daljen e anijeve të huaja nga portet e veta.

EMBLEMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Stemë. *Emblems, sportive. Emblema e Republikës Popullore Socia-lisfe të Shqipërisë. Emblema e një vendi.*

EMBRION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *biol.* Organizmi i rijeriut ose i kafshës në fazën me fillestare, në anin e feriirës ose në vezë. *Embrioni i njeriut. Embrioni i maj-munit. Embrioni i zogut. Zhvillimi i embrionit.*

*2. bot.* Organizmi fillestar i bimëve që formohet në jfarën e tyre nga qeliza e pllenuar. *Embrioni i bimës.*

3. *fig.* Zanafillë, fillesë, fare, bërthamë. *Embrioni i së ardhmes. Jshte embrioni i shtetit proletar. Që në embrion* që sapo fillon të shfaqet.

EMBRIONAL,~E *mb. libr.* 1. Që është në fazën e embrionit; që kalon a ndodh në kohën e zhvillimit të embrionit; që i përket embrionit. *Gjendje embrionale. Faia embrionale.*

*2. fig.* Që sapo ka nisur të shfaqet; që sapo ka fi-Iluar, fare fillestar. *Në fazën embrionale.*

EMETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spue.* Veprimi si'pas kuptimeve të foljeve EMETOJ, EMETOHET. *Eme-timi i rrezeve. Emetimi i valëve. Emetimi i elektroneve. Emetimi i një huaje. Emetimi i kartëmonedhave. Emetimi i pullave postare.*

EMETOHET *vetv.* 1. *spec.* Del jashtë, përhapet; çlirohet. *Emetohen rreze (thërrmija, elektrone). Eme-tohet energji.*
2. *Pës. e* EMETOJ.

EMETOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III spec.* Nxjerr jashtë, lëshon, përhap (rreze, vale etj.). *Erne ton rreze (energji, gaze). Emeton elektrone.*

2.: *kryes. fin.* Vë në qarkullim, nxjerr, prodhoj. *Emeton kartëmonedha (bileta banke, një çek). Emetoi një hua. Emeton pulla paste.*

EMËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Fjalë ose grup fjalësh, më të cilat quhet një njeri, një kafshë, një send, një dukuri, një vend etj. për ta veçuar ose për ta dalluar atë nga një tjetër a nga të tjerët. *Emër i ri (i vjetër). Emër shqiptar (i huaj, i njohur, ipanjohur). Emër i bukur (i shëmtuar). Emër i rremë (i gënjeshtërt). Emër i ngjitur* nofkë. *Emra historikë (mitologjikë). Enter gjeografik. Emri i babait (i nënës, i vëllait, i mo-trës,.i burrit, igruas). Emri i kalit (i qenit, i lopës). Emrat e bimëve. Emri i vendit. Emri i krahinës (i ma-lit, i fusliës, i qytetit, i fshatit, i lagjes, i rrugës). Emri* i *uzinës (i shkollës). Emra herorijsh (artiste sh, dijeta-rësh). Emri dhe mbiemri. Listë emrash. Pa emër* ano-
nim. *vë emrin. Ndryshoj emrin. E thërras me emër. Si e ka emrin? Si ta thonë emrin?*

2. *gjuh.* Pjesë e ndryshueshme e Iigjëratës, që shë-non një qenie a një send dhe që ka gjihi, numra e rasa. *Emër i përgjithshëm (i përveçëm). Emër konkret (ab-strakt). Emër përmbledhës. Emër mashkullor (fe-mëror, asnjanës). Emër i shquar (i pashquar). Lakimi i emrave. Gjinia (rasa) e emrit. Numri i emrit. For-mimi i emrave.*

3. *fig.* Njeri I dëgjuar. *Emrat e mëdhenj të historisë.*

4. *fig.* Autor i një vepre letrare, artistike e shken-core. *Është emër i ri në poezinë (në shkencën) shqiptar c.*

*5. fig.* Vlerësim nga ana e shoqërisë, nam, fame. *Njeri me emër të mirë (të keq). Fitoi (ka) emër. Është me emër* është i njohur, i dëgjuar, i shquar.

Emër për emër duke e përmendur secilin me emër, një për një. Sa për emër a) sa për të thënë, në mënyrë formale; b) pa rëndësi, në një shkallë të vo-gël. Bëri emër *shift te* BËJ 19.1 doliemri u zu në gojë nga dikush për mirë a për keq ose për të bërë diçka. S'i kam dëgjuar as emrin *dikujt a diçkaje shih te* DËGJOJ. Flas (veproj) në emër *të dikujt* flas (veproj) me porosi të dikujt, i ngarkuar

nga dikush. Flas (veproj) në emër *të diçkaje* flas (veproj) duke u mbështetur diku (në një ligj etj.). La emër e kujtojnë për të mirë, është bërë i paharruar. Marr në emrin *e dikujt a)* e marr për dike; b) duke e përcaktuar për dike a diçka. E njoh me emër *dike* nuk e njoh vetë, i di vetëm emrin. Nuk e njollos (nuk e përlyej) emrin *shih te* NJOLLOS 2- Iu shoftë (iii harrof-të, i humbtë) emri! *mallk.* vdektë! la ngre lart emrin *shih te* NGRE 17. I quaj gjërat me emrin e vet *libr.* e them diçka ashtu siç është në të vërtetë, flas drejt, shkurt e shkoqur, pa i zbukuruar gjërat.

EMËRHARRUAR *mb.* 1. Që i është harruar emri, që s'përmendet me, që ka kohë që ka vdekur; si *mallk.* që iu harroftë emri, që mos iu përmendtë me emri; emërshuar.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

EMËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve EMËROJ, EMËROHEM. *Emë-rimi i një nëpunësi.*

*2. bised.* Shkresa që njofton dhe Vërteton se dikush është caktuar në një detyrë zyrtare. *dërguan (mori) emërimin.*

EMËRMADH,~E *mb.* Që është bërë shumë i njohur a i përmendur me Veprat e mëdha që ka kryer, që ka emër shumë të dëgjuar; Zulmëmadh. *Trim emër-madh.*

EMËROHEM. *Pës. e* EMËROJ. *U emërua mësues (drejtor, minister...).*

EMËROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Caktoj dike në një punë a në një detyrë zyrtare; *kund.* çemëroj. *E emëruan drejtor (mësues, llogaritar).*

*2. shih* EMËRTOJ.

EMËROR,~E *mb.* 1. Që përmban një varg em-rash. *Listë emërore. Treguesi emëror.*

*2. fin.* Që bëhet a që jepet në emër të dikujt. *De-pozitë emërore. Çek emëror.*

3. *gjuh.* Që ka të bëjë me emrin, që i përket emrit, i emrit; që ka vlerën e emrit, që është baras me një emer; që ka në përbërjen e vet një emër si pjesë krye-sore. *Mbaresat emërore. Kallëzues emëror. Fjali emë-rore. Përdorim emëror.*

EMËRORE *mb. gjuh.* 1. Rasa emërore: rasa e parë e lakimit në gjuhën shqipe. *Enter në rasën emërore. 2. si em.* EMËRORE, —- JA . Rasa emërore. *Emërore e shquar (e pas)tquar).*

EMËRSHUAR *mbXQc* i është shuar emri, që s'i dëgjohet fare emri; si *mallk.* që iu shoftë emri, që mos iu dëgjoftë emri kurrë me.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

EMËRTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi si-pas kuptimeve të foljeve EMËRTOJ, EMËRTO-HET. *Emërtimi i një sendi (i një dukurie).*

2. Emër që i është vënë një frymori, një bime, një sendi, një dukurie etj. *Emërtimi i një bime. Emër-timet e ngjyrave. Emërtimet e pjesëve të ligjëratës.*

EMËRTOHET. *Pës. e* EMËRTOJ.

EMËRTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I vë emrin diçkaje, e quaj diçka me një emër të caktuar. *Emër-toj një vend (një mat, një fushë). Emërtoj një send.*

EMËRTËES,~E *mb. gjuh.* Që shënon një send, që emërton. *Fjalë emërtuese.*

EMËRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *mat.* Numri i posh-tëm i një thyese që tregon se në sa pjesë është ndarë një njësi. *Emëruesi i thyesës. Kthej në emërues të për-bashkët.*

+ Gjejmë një emërues të përbashkët *libr.* i sheshoj-më, i rrafshojmë gjërat; biem në një mendim. Sjell (kthej) në një emërues të përbashkët *libr.* i sheshoj, i rrafshoj gjërat, gjej një bazë të përbashkët, i bëj të ngjashëm nga një pikëpamje.

EMËRUES,~E *mb. gjuh.* Emërtues.

EMËRZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve EMËRZOJ, EMËRZOHET. *Emërzimi i mbiemrit (i pjesores).*

EMËRZOHET *vetv. gjuh.* 1. Shndërrohet në emër, bëhet emër, merr tiparet e emrit; përdoret si emër. 2. *Pës. e* EMËRZOJ.

EMËRZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *gjuh.* E shndë-rroj në emër, i jap tiparet e emrit; e përdor si emër. *Emërzoj një mbiemër (një pjesore, një pasthirrmë).*

EMËRZUAR (i,e) *mb. gjuh.* Që është shndërruar në emër, që ka marrë tiparet e emrit; që përdoret si emër. *Mbiemër i emërzuar. Pjesore e emërzuar.*

EMFAZË,~A . 1. *let.* Shprehësi e theksuar emocionale në të folur a në të shkruar, që arrihet me mjete të ndryshme retorike dhe me anë të intona-cionit. *Emfazë retorike. Emfazë e tepruar. Interpreton me emfazë.*

2. *gjuh.* Theksim i posaçëm i disa tingujve; theksim i veçantë i një fjale ose i disa fjalëve për të vënë në dukje me shumë vlerën a rëndësinë e tyre; përdorim i tepruar i stilit të lartë në ligjërim. *Shqiptoj me emfazë.*

EMIGRAClON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* EMI-GRIM,~I. 2. *përmb.* Njerëzit që kanë emigruar. *Emigracioni politik (ekonomik).*

EMIGRANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është larguar nga atdheu i vet për shkaqe politike, ekono-mike etj. dhe është vendosur përkohësisht a përgjith-monë në një vend të huaj. *Emigrant politik (ekonomik).*

EMIGRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes EMIGROJ. *Emigrimi i popullsisë. Emigrim në masë.*

EMIGROJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. Largohem nga atdheu im për shkaqe politike, ekonomike etj. dhe vendosem përkohësisht a përgjithmonë në një vend të huaj, mërgohem. *Emigroi me gjithë familje.*

EMISAR,~I i *m, sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri që dër-gohet diku nga një shtet a nga një organizatë politike me detyra të posaçme, sidomos të fshehta. *Emisar politik. Emisar fuqiplotë (i posaçëm). Emisar i impe~ rializmit (i revizionizmit). Emisarët famëkëqij të Va-tikanit.*

EMISAR,~I n *m. sh.* ~Ë, ~ËT *tek.* Kanal nëpër të cilin kalon e derdhet në det a diku gjetkë uji i një kënete, i një liqeni etj. *Emisari kryesor. Emi~ sari i Tërbufit.*

EMISION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Program i veçantë lajmesh, bisedash, pjesesh muzikore etj. që jepet me anë të radios a të telcvizionit. *Emision muzikor. Emision televiziv. Emision i posaçëm. Emi-sionet e radios. Emisioni i lajmeve. Emisionet e mbrëm-jes (e mëngjesit). Emision me vale të shkurtra (të mesme). Emision për fëmijët (për punonjësit e bujqë-sisë, për rininë). Programi i emisioneve.*

*2. fiz.* Tërësi valësh, drite, sinjalesh etj. që nxirren jashtë a që çlirohen nga një trup dhe përhapen. *Emision drite (energjie). Emision elektronesh.*

3. *kryes. fin.* Tërësia e monedhave, e kartëmo-nedhave, e letrave me vlerë, e pullaVe të postës etj. që vihen njëherësh në qarkullim. *Emision bankar. Emision aksionesh. Emision pullash. Bankë emisioni* bankë që ka të drejtë të nxjerrë kartëmonedha. *Vihet në qarkullim një emision i ri.*

EMNAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka të njëjtin emër me dike tjetër, adash. *emi emnakë.*

EMNESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ngjarje që është për t'u mbajtur mend, ngjarje që nuk harrohet. *V be emnesë.*

EMOCION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tërësia e për-jetimeve të thjeshta e të paqëndrueshme psikike të njeriut (gëzifni, zemërimi, mallëngjimi a ngashërimi, turpi, frika etj.), që shkaktohen e shfaqen nën ndi-kimin e mjedisit të jashtëm a të faktorëve të brend-shëm; mallëngjim, shqetësim a turbullim i thellë. *Emocion ifuqishëm (i madh, i thellë). Forca e emocio-nit. I ngjalli (i zgjoi) emocione. Flet me emocion. Përmbaj emocionet. Dridhej nga emocioni.*

EMOCIONAL,~E *mb. libr.* 1. Që lidhet me emocionet, që shfaqet si emocion, që shpreh emocion; që të ngjall emocione; që është plot emocione; që e ka burimin te emocionet. *Gjendje emocionale. Brendi emocionale. Lojë emocionale. Force emocionale. Kuj-tesë emocionale.*

2. Që preket a mallëngjehet shpejt, i ndjeshëm, i prekshëm. *Tip emocional.*

EMOCIONOHEM *vetv.* Prekem, mallëngjehem a ngashërehem; shqetësohem, turbullonem, tronditem. *U emocionua shumë.*

EMOCIONOJ *kal.,* ~OVA, ~ÇAR. I ngjall dikujt emocione; e prek, e mallëngjej, e ngashërej;e shqetësoj, e turbulloj, e trondit. *Libër që të emo-cionon.*

EMOCIONUAR (i,e) *mb.* I prekur, i mallëngjyer, i ngashëryer; i shqetësuar, i turbulluar, i tronditur.

EMOCIONOES,~E *mb.* Që të ngjall emocione, që të emocionon; prekës, mallëngjyes, ngashëryes; tronditës. *Cast emocionues. Gjendje emocionuese. Ta-kiin emocionues. Fjalë emocionuese. Lajm emocionues.*

EMPIRIK,~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *filoz.* Ndjekës i empirizmit.

2. *libr.* Ai që mbështetet në praktikën dhe në përvojën e tij dhe nënvlerëson njohuritë e përgjithësimet teorike shkencore ose që nuk ka njohuri të tilla.

EMPIRIK,~E *mb.I.Që* ka të bëjë me empirizmin si doktrinë filozofike, që i përket empirizmit, i empirizmit. *Filozofi empirike.*

2. *libr.* Që mbështetet vetëm në yëzhgimet shqi-sore, në përvojën a në praktikën, që nënvlerësoh a mohon njohuritë e përgjithësimet teorike ose nuk i zoteron këto, që nuk e merr parasysh arsyetimin e përgjithësimin shkencor. *Mjek empirik. Njohuri empirike. Metodë empirike.*

EMPIRIOKRITICIZËM,~MI *m. filoz.* Rrymë reaicsionare idealiste subjektive në fund të shek. XIX, e çila mohonte qenien objektive të botës materiale dhe e quante këtë një tërësi ndijimesh. *Përfaqësuesit e empiriokriticizmit.*

EMPIRIZËM,~MI *m.* 1. *filoz.* Rrymë filozofike që pranon si të vetmin burim të dijes përceptimin me anë të shqisave, përvojën e praktikën dhe që nënvlerëson ose mohon krejt rëndësinë e të menduarit abstrakt dhe të përgjithësimeve teorike. *Empirizëm materialist (idealist).*

2. *libr.* Metodë pune ose prirje për të vepruar duke u mbështetur vetëm në përvojën a në praktikën dhe jo në njohuritë e në përgjithësimet teorike; veprim-tari empirike. *Empirizmi në mjekësi. Shfaqje empi-rizmi.*

EMTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Motra e babait, hallë; motra e nënës, teze. *E emta* emta e tij (e saj). *Shkoi tek e emta.*

EMULACION,~I *m.* Metodë pune dhe veprimi në socializëm, e cila synon zhvillimin e përgjithsliem nëpërmjet përhapjes së përvojës së më të mirëve, që nxit iniciativën e guximshme, vetëveprimin dhe shpir-tin krijues të masave të gjera punonjëse. *Emulacioni socialist. Forca (fryma, vala) e emulacionit. Zhvillimi (gjallërimi) i emulacionit. Tabela e emulacionit. Qen-dër emulacioni. Këndi i emulacionit. Nxit emulacionin. Shpërthen emulacioni.*

ENCIKLOPEDI,~A . *sh.* ~, ~TË. Vepër e madhe shkencore që përfshin njohuri për të gjitha fushat e jetës e të veprimtarisë të sistemuara në më-nyrë të përmbledhur në trajtën e një fjalori; vepër e tillë që përfshin njohuri për një degë të veçantë të shkencës, të artit, të teknikës etj. *Enciklopedia e madhe (,e vogël). Enciklopedia e mjekësisë (e letërsisë, e bujqësisë, efilozofisë).*

Enciklopedi e gjallë *bised.* njeri që ka njohuri ti gjera nga shumë fusha të dijes e të veprimtarisë sho^ qcrore. Enciklopedia e radios (televizive) emision posaçëm i radios (i televizionit) që jep për masat e gjera njohuri të ndryshme nga fushat e shkencës, të artit, të teknikës, të kulturës etj.

ENCIKLOPEDIK,~E *mb.* I. Që jep njohuri të gjithanshme nga të gjitha fushat, që ka karakterin e një enciklopedie. *Vepër enciklopedike. Fjalor enci-klopedik. Botim enciklopedik.*

*2.* Që ka njohuri a dije të gjera e të gjithanshme, që ka kulturë shumë të gjerë; i gjithanshëm. *Njeri enciklopedik. Kulturë enciklopedike.*

END,~I *m. bot.* Pjalm. *Endi i dardhës (i mollës).*

END i *kal,* ~A, ~UR. 1. Bashkoj kryq, gër-shetoj fijet e perit që janë për së gjati me ato për së gjeri duke i rrahur fort për të bërë pëlhurë, stof, qi-lim etj. (në vegjë ose në tezgjah); bëj pëlhurë, cohë etj.; punoj në vegjë ose në tezgjah; *kund.* çend. *End pëlhurë. End qilimin. End në vegjë (në tezgjah).*

2. Thur (një shportë, një kurorë etj.) me thupra, me fije etj.

3. *vet. veta HI.* Thur një pëlhurë të veçantë me fijet që nxjerr vetë, bën pëlhurë (për merimangën e krimbin ' e mëndafshit). *Merimanga end pëlhurën.*

*4. fig.* Krijoj a shestoj diçka; thur, trilloj. *End vjersha (këngë). End irttriga (komplote).*

END ii *kal.,* ~A, ~UR. 1. Hedh pa ndërprerje diçka në një drejtim të caktuar a në disa drejtimc. *End dritën (për hënën). End shikimin.*

2. Bëj që të endet, e sjell rrotull. *E endi ca ditë, pastaj i mbaroi punë.*

END in *jokal.,* ~I, ~UR. Çel lule, lulëzon; lidh kokërr (për pemët a për një bimë). *Endi dardha (molla, kumbulla, ana). Endi lulja. Endi gruri.*

END iv *kal.,* ~I, ~UR. Lëshon vezët në diçka, e pështyn (për mizën). *E ka endur miza mishin.*

ENDACAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri i var-fër që s'ka vendbanim të caktuar a të përhershëm, që s'ka plëng e shtëpi dhe sillet andej-këtej për të gjetur ndonjë punë a mjet jetese; ai që e ndërron shpesh vendin e banimit. *Jetë endacaku.*

*2.* Ai që bredh poshtë e lart pa punë a pa ndonjë qëllim të caktuar.

ENDACAK,~E *mb. 1.* Që nuk ka vendbanim të caktuar a të përhershëm, që s'ka shtëpi; që e ndërron vazhdimisht vendin e banimit; që është karakteristik për një endacak. *Njeri endacak. Fise endacake. Jetë endacake.*

*2.* Që shtegton (për kafshët). *Peshq endacake.*

3. Që bredh poshtë e lart pa punë a pa ndonjë qëllim të caktuar, që sillet kot.
ENDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Endë.
ENDË *ndajf.* 1. Deri në kohën kur flasim ose deri në çastin, për të cilin flasim. *Rron ende. Punon ende. Nuk ka ardhur ende. Ende nuk ishte itisur.*
*2.* Edhe me, edhe ca. *Do (kërkon) ende.*
3. Përsëri, sërish, prapë. *Ka ende nevojë.*
4. edhe *mospërf.* Përdoret me një mohim për to treguar se nuk shqetësohemi për një të keqe, për një ngjarje etj. *Ende s'ka vdekur! Ende s'e paska thyer qafën!*
ENDEM *vetv.* 1. Nuk kam vendbanim tS përhershëm dhe shkoj nga një vend në tjetrin për të gjetur ndonjë mjet jetese; e ndërroj shpesh vendin e banimit; jam endacak. *Dikur të papunët endeshin qytet me qytet (fshat në fshat). Fiset shtegtare endeshin gjithë vitin.*2. Sillem poshtë e lart pa ndonjë qëllim t" caktuar, sillem Icot, bredh andej-këtej. *Endet rrugëve. Endel andej-këtej(kot).*
3. *M. veta III.* Lëviz pa ndërprerje nga njft vend në tjetrin (për dritën, për vështrimin etj.); përshkon. *Drita endet nëpër oborr. Topi endet në gjithë fushën.*
ENDET. *Pës. e* END I. *Endet në vegjë (në tezgjah).*
ENDË,~A. 1. *bot.* Pjalm; tërësia e luleve të iměta që çelin disa lloje drurësh a shkurresh, zakonisht në pranverë, endëz. *Enda e ulliril (e kumbullës, e shqopës).*
*2.* Diçka e imët që i ngjan miellit të situr, e qd mbulon sipërfaqen e sendeve, pjalm. *Endë bore.*
3. Pjesa më e imët e më e mirë e miellit, majë mielli. *hedh endë. E bëjnë me endë. S'është as për endë as për miell. fj.u.* nuk bën për asgjë, nuk vlen fare.
ENDËS,~I I m. *sh.* ~, ~IT. 1. Ai që end pël-hurë etj., ai që punon në vegjë a në tezgjah. *Endës i shkathët. Endës pëlhurash.*
2. *tehst.* Boshti ku vendosen kallamat me fijen e përit për të endur majën.
ENDËS,~I n *m. sh.* ~, ~IT *bot.* Mugull, syth i bimëve.
ENDES,~E i *mb.* 1. Që shërben për të endur pëlhurë. *Makinë endëse.*
*2.* Që end pëlhurë etj., që punon në vegjë ose në tezgjah. *Punëtor endës.*
ENDES,~E II *mb.* Endacak. *Fiset endëse.* ENDËSE,~JA.I.~E,~ET.FWn eENDËS~I11. *Endëse e dalluar.*
ENDËZ,~A i . *sh.* ~A ~AT. Pëlhurë me-rimange, cergë.
ENDËZ,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. 1. Endë.
2. *zool.* Vezët që lëshon miza në mish, në peshk etj.
3. *zool.* Lloj fluture e vogël, si mushkonja, që zakonisht fluturon në tufë bashkë më të tjera e që ush-qehet kryesisht me nektarin e luleVe. *Endëza e pishes.*
ENDËZ,~A in . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Masë gjatësie, e barabartë me perimetrin e kokës së njeriut, që përdorej për të matur pëlhurën, basmën etj. *Një endëz. Dy endëza pëlhurë.*
ENDËZIM,~I *m. bot.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ENDËZON, ENDEZOHET. *Endëzim na-tyror (artificial). Endëzim i drejtë. Endëzim i zhdrejtë (i tërthortë).*
ENDËZOHET *vetv.* 1. Pllenohet bima a pema, pjalmohet. *Endëzohet me anë të erës. 2. Pës. e* ENDËZON 2-
ENDËZON *jokal.,* ~OI, ~CAR *bot.* 1. Çel endë, pjalmon. *Endëzuan pemët.*
2. *kal.* Bën që të kalojë endi i lules nga thekët në majën e pistilit ose nga një lule në tjetrën për pllenim, bën endëzimin. *Misrin e endëzon era.*
ENDJE,~A i . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve END I, ENDET. *Endja e pëlhurës (e stofit). Punëtor i endjes. Reporti i endjes.*
ENDJE,~A II . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ENDu, ENDENf. *Endjet nëpër male. Endja lart e poshtë.*
ENDOGAMl,~A . *etnogr.* Zakon në shoqërinë primitive, i cili e lejonte martesën vetëm brenda gji-nisë a fisit; *kund.* ekzogami.
ENDTH,~I *m. shih* ENDË,~A j.
ENDUR (i,e)i *mb.* Që është punuar në vegjë ose në tezgjah. *Pëlhurë (rrobë) e endur.*
ENDUR (i,e) n *mb.* Që është pështyrë nga mizat (për mishin, peshkun etj.) *Mish (sallam) i endur.*
ENEMl,~A . *sh.* ~, ~TË. Qerthull, shtjellës.
ENERGJETIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me ener-gjetikën, me prodhimin ose me shfrytëzimin e ener-gjisë. *Shfrytëzimi energjetik i lumenjve. Sistemi (rrjeti) energjetik. Reaktor energjetik. Pajisje energje-tike.*
2. Që lidhet me energjinë. *Burimet energjetike. Baza energjetike e industrisë (e bujqësisë).*
ENERGJETIKË,~A . 1. Degë e fizikës që merret me studimin e energjisë.
2. Degë e teknikës që merret me shndërrimin dhe me përdorimin e llojeve të ndryshme të energjisë; degë e ekonomisë popullore që merret me burimet e energjisë dhe me mënyrat e shfrytëzimit të saj. *Ener-gjetika e rëndë. Energjetika bërthamore.*
ENERGJl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *filoz.* Një nga ve-titë themelore të materies, masa e përgjithshme e for-mave të ndryshme të lëvizjes së materies. *Teoria e energjisë. Energjia është e pashkëputur nga materia.*
2. *fiz.* Aftësia që ka një trup a një lëndë për të bërë një punë të caktuar ose për të qenë burim i një force që vë në lëvizje a në veprim diçka; vetë kjo force e aftësi e përdorur për qëllime të ndryshme praktike. *Energji elektrike. Energji mekanike (kinetike, termike, kimike). Energji bërthamore. Energji diellore (ujore). Energji e çliruar. Burim energjie, Ligji i ruajtjes dhe i shndërrimit të energjisë.*
3. Force vepruese dhe këmbëngulje a vendosmëri e patundur për të bërë një punë a për t'ia arritur një qëllimi; fuqi, gjallëri. *Energji fizike (shpirtërore). Energji krijuese. Energji të reja. Me energji të madhe. Energjia e masave. Derdh (shkrij) të gjitha energjitë.*
ENERGJfK,~E *mb.* 1. Që ka shumë energji fizike ose mendore, që është tërë energji dhe që e përdor këtë në veprimtarinë e tij; i gjallë, këmbëngulës, i fuqishëm. *Njeri energjik. Punëtor (ushtar, mjek) energjik. Dorë energjike.*
2. Që Vepron në mënyrë të fuqishrne, që shprehet a shfaqet me shumë force, këmbëngulje e vendosmëri; i forte; i rreptë, i ashpër. *Masa energjike. Veprim energjik. Fjalim energjik. Luftë energjike. Protestë energjike.*
ENË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Send i lugët prej bake të pjekur, prej qelqi, prej metali, prej plastike etj., me anë të ngritura, me trajta e përmasa të ndryshme, i cili përdoret për të mbajtur në të lëngje a lëndë të tjera që janë si pluhur a si kokrriza etj. *Ertë la-bora'or ike. kim. Enë komunikuese. fiz., kim. Enë ku-lluese. Enë balte (dheu).*

*Enë bakri (zinku, alumini). Enë porcelani. Enë prej plastike. Enë kuzhine. Enët e shtëpisë. Rafti i enëve. Dyqani i enëVe. Laj (shpëlaj) enët.*

2. *anat.* Çdonjëri nga gypat e nolle në trupin e njeriut e të kafshëve, nëpër të cilët kalon gjaku ose limfa. *Enët Hmfatike. Enët e gjakut.*3. *bot.* Secili nga gypat qelizorë te biiiiët, që shër-bejnë për kalimin e ujit dhe të lëndëve të tretura në të. *Enë përçuese.*

• E ka bërë shtupë enësh *shih te* SHTUPË,~A. Utbulla e forte prish enën c vet *fj.u. shih tek* UTHULL,~A.

ENËLARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me larjen e enëve në ushtri, në një gjellëtore, në një njësi ushtarake etj.

ENËLARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* ENËLARËS,~I. *Punon si enëlarëse.*

2. Pajisje a mafcinë që shërben për të larë enët.

ENËZOR,~E *mb.* 1. *anat.* Që përbëhet prej gypash të hoi 16, nëpër të cilët kalon gjaku ose limfa.

2. *bot.* Që përbëhet prej gypash qelizorë, nëpër të cilët kalojnë uji dhe lëndët e tjera të tretura në të.

ENG,~U *m. sh.* ~Ë ~ËT. Ai që as nuk dëgjon as nuk flet, shurdhmemec.

ENGJËLL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. *fet.* Qenie e mbinatyrshme që sipas besimeve të kota, mendohet si e patrupëzuar, dhe zakonisht përfytyrohet si një fënflijë i bukur me krahë, i cili vepron gjoja si i dër-guar i zotit e si zbatues i urdhrave të tij.

2: *fig.* Njeri me shpirt të paster, i butë, i dashur e i pafajshëm, që nuk di të bëjë të këqija; mishërim i përkryer i një vetie të mirë. *Engjëll i mirësisë (i bu-kurisë).* |

3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *E ka vajzën (djalin) engjëll.*

ENGJËLLOR,~E *mb.* 1. *fet.* Që ka të bëjë a që lidhet me engjëllin si qenie e përfytyrimeve fetare. *Figure engjëllore.*

*2.kryes. poet.* Që ka shpirt të paster, që është i butë, i dashur e i pafajshëm; që shpreh pafajësi, ëmbëlsi e dashuri ose që ka një bukuri të kulluar; që mishëron në mënyrë to përkryer një veti të mirë. *Fytyrë engjëllore. Bukuri engjëllore. Shitëim (zë) en-gjëllor.*

ENGJËLLtfSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përk.* Djalë me shpirt të pastër e i pafajshëm, i mire e i dashur; djalë me parnje të bukur, të ëmbël e të këndshme (për-doret zakonisht për t'iu drejtuar me dashuri e për-këdheli një fëmije a një të mituri). *Engjëllushi im! Engjëllushi igjyshit!*

ENGJËLLUSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *përk.* Vajzë me shpirt të pastër e të pafajshëm, e mirë dhe e dashur; vajzë me pamje të bukur, të ëmbël e të këndshme; vogëlushe bukuroshe (përdoret zakonisht për t'iu drejtuar me dashuri e përkëdheli një vajze a një gruaje të re). *Engjëllushja ime. Engjëllushja e babait (e mamasë) !*

ENGJËRDHI,~A . *bised.* 1. Zhivë, merkur. *Mbush me engjërdhi.*

*1. fig. bised.* Njeri shumë i gjallë e i shkathët, zhivë. *Është\ engjërdhi.*

ENpjËRDHISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Shkurre me degë të gjata e të holla, të cilat përdoren zakonisht për të lidhur duajt, hardhitë pas hunjve etj.

ENIGMATIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me enigmën, që përbsn një enigmë, që i ngiet një enigme; i pa-kuptueshëm e i paqartë; mjaft i errët. *Njeri enigmatik. Figure enigmatike. Shprehje enigmatike. Vështrim. enigmatik. Ngjarje (ndodhi) emgmatike.*

ENlGMË,~A . *sh.* ~A ~AT. 1. Diçka që është shumë e vështirë për ta kuptuar, për ta zbërthyer a për ta shpjeguar, diçka mjaft e errët dhe e paqartë. *Enigmë e pazgjidhur.*

2. *libr.* Gjëegjëzë, gjëzë. *Gjej enigmën.*

ENKAS *ndajf. bised.* Me qëllim, qëllimisht, nergut. *Erdhi enkas. Foli enkas ashtu.*

ENKELEAS,~I *m. kryes. sh.* ~, ~IT *hist.* Pje-sëtar i njërit prej fiseve kryesore ilire që banonte në fushën e Korçës dhe rreth liqenit të Ohrit. *Fis i enke-leasve. Shteti i enkeleasve.*

ENKELEAS,~E *mb. hist.* Që lidhet me enkeleasit, që është karakteristik për enkeleasit, i enkeleasve; që është krijuar nga enkeleasit. *Shteti enkeleas. Qytet enkeleas.*

ENT,~I *m. sh.* ~E ~ET. Organizatë shtetërpre a shoqërore ose institucion që merret me një veprinl-tari të çaktuar në fushën e ekonomisë, të arsimit etj. *Ent shtetëror (parashtetëror). Ent botues. Ent zyrtar. Ent ushtarak. Ent fetar.*

ENTUZIAST,~E *mb.* 1. Që punon a vepron me shumë gëzim, dëshirë e kënaqësi, që e do me gjithë shpirt atë që bën, që është pushtuar nga entuziazmi; që karakterizohet nga entuziazmi; që shpreh entu-zazëm, i zjarrtë. *Njeri (i ri, plak) entuziast. Rini entuziaste. Pritje entuziaste. Fjalë entuziaste. Këngë entuziaste. Duartrokitje (thirrje) entuziaste.*

*2. si em.* ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. At që vepron e punon me entuziazëm; ndjekës e përkrahës i zjarrtë i diçkaje. *Entuziast i artit (i shkencës, i muzikës, i sportit). Vepër ehtuziastësh. Është entuziast i madh.*

ENTUZIAZËM,~MI *m.* Ndjenjë e fuqishme gë-zimi e kënaqësie shpirtërore, e bashkuar me dëshirën e zjarrtë, me vullnetin e me guximin për t'iu përveshur një pune a një veprimarie; frymëzim j lartë; shfaqja e një ndjenje a frymëzimi të tillë. *Entuziazëm i lartë (i fuqishëm). Entuziazëm revolucionar (politik, pa-triotik). Entuziazmi i klasës punëtore (i rinisë, i masave punonjëse). Vale (atmosferë) entuziazmi. Ngjall(shton) entuziazmin. Punoj (i përvishem panes) me entuziazëm. • Përshëndet (flas, këndoj) me entuziazëm. I përgjigjemi me entuziazëm thirrjes së Partisë.*

ENTUZIAZMOHEM *vetv.* 1. Me pushton entuziazmi, mbushem me entuziazëm. *Entuziazmohet shpejt.*

2. *Pës. e* ENTUZIAZMOX

ENTUZIAZMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I ngjall entuziazëm dikujt, e mbush dike plot entuziazëm; bëj që të punojë a të veprojë me entuziazëm. *Entu-ziazmon rininë (masat punonjëse, ushtarët).*

ENJË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Dhi, dele ose lopë që vijon të jape qumësht, megjithëse ka dështuar ose i ka ngordhur pjella. *Mbeti enjë. Edhe enja jep qumësht.*

ENJË,~A ii *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bërshen.

ENJTE,~JA (e) . *sh.* ~E, ~ET (të). Dita e ka-tërt e javës që vjen pas së mërkurës. 75? *enjten në mëngjes (në mbrëmje). Çdo të enjte. Sot është e enjte.*

EP *kal.,* ~A, ~UR. Përkul; anoj duke e lakuar, e bëj si lak. *E epi trupin (shufrën). S"e ep dot.*

EPEM *vetv,* 1. *vet. veto III.* Ka vetinë që të përkulet;bëhet si lak, lakohet (për scndet). *Epet dirrasa. Nuk epet shufra e çelikut. Thupral e thanes epen e nuk thy hen.*

2. Përkul kurrizin përpara.

3. *fig.* Nënshtrohem a përulem para forc8s që p4r-dor dikush ndaj meje. *Nuk do të epem. Mi mirë të thyhesh, se sa të epesh. fj. u.*
4. *Pës.eEP.*
EPËRM 0), ~E (e) *mb.* I sipërm. *Dhoma e epërme. Lagjja e epërme. Jusha e epërme. Pjesa e epërme.*
EPËRSI,~A . *sh.* ~, ~TË. Të qenët me i madh në numër, në sasi etj.; të qenët me i mirë në cilësi, të qenët me lart në krahasim me dike a me diçka; vetia e dikujt a e diçkaje që ka me shumë vlerë, aftesi, rendësi etj. se dikush a diçka tjetër. *Epërsi numerike (fizike, mendore, morale, ushtarake). Epërsi e dukshme. Epërsi absolute. Epërsia e rendit socialist. Ka epërsi.*
EPIDEMl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *mjek.* Sëmundje ngjitëse që përhapet shpejt te shumë njerëz në një krahinë, në një vend a në disa vende. *Epidemia e kolerës (e tifos, e gripit). Ra një epidemi. U përhap epidemia.*
2. *fig. keq.* Dukuri që përhapet shpejt në një masë të madhe njerëzish. *Epidemia e modes.*
EPIDEMlK,~E *mb.* Që përhapet shpejt te shumë njerëz; që ka tiparet e një epidemic *Sëmundje epide-mike.*
EPIDERMË,~A . *anat., bot.* Mbilëkurë. *Epi-derma e domates. Qelizat e epidermës.*
EPIGRAF,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Mbishkrim i vjetër në një gur varri, në një përmendore, në një ndërtesë etj.
2. *let.* Citat i shkurtër a një fjalë e urtë popullore, që një autor e vë në krye të veprës ose në fillim të një kapitulli, për të treguar frymën a idenë themelore që përshkon veprën. *Epigraf i goditur. Vë një epigraf.*
EPIGRAFI,~A . 1. Shkenca që merret me stu-dimin e mbishkrimeve të vjetra. 2. Mjeshtëria për të shkruar epigrafe.
EPIGRAM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Mhishkrim në prozë ose në vargje që vinin grekët e vjetër në një përmendore, në një statujë, në ballë të ndonjë tempu-lli, në një ndërtesë shoqërore etj. për të shpjeguar që-llimin e rendësi në e tyre.
2. *let.* Vjershë e shkurtër, zakonisht satirike, që përmban një mendim të mprehtë e thumbues. *Shkruaj një epigram.*
EPlK,~E *mb.* 1. *let.* Që ka të bëjë me epikën, që i përket epikës; që shkruan vepra tregimtare. *Gjini (poezi) epike. Vepër (poemë) epike. Figure epike. Varg (stil) epik. Poet epik.*
2. *fig.* Që ka përmasa të mëdha, madhështor, i denjë për një epope. *Luftë epike. Force epike.*
3. ii *em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Krijues i ve-prave epike.
EPIKË,~A . *let.* Njëra ndër tri gjinitë kryesore të krijimtarisë letrare që paraqet në forme tregimi, në vargje ose në prozë, ngjarje a vepra heroike e të lavdishme të një populli ose të një njeriu; tërësia e veprave të këtij lloji. *Epika historike. Epika legjen-dare. Epika shqiptare. Epika botërore (ballkanike).*
EPIKO-URlK,~E *mb. let.* Që ka te bëjë me epikën dhe me lirikën, qe ka karakter epik dhe link. *Poezi epiko-lirike. Krijime epiko-lirike.*
EPDUEPSI,~A . *mjek.* Sëmundje e rëndë nervore që shfaqet me kriza të herëpashershme e t4 papritura, gjatë të cilave i sëmuri perpëlitet e nxjerr shkumë nga goja dhe humbet plotësisht a pjesërisht vetëdijen; semundja e tokës, punëhcra. *ra epilepsia.*
EPILEPTlK,~E *mb. mjek.* 1. Që lidhet me epi-lepsinë; që vuan nga epilepsia. *Krizë epileptike. Gjen-dje (asfiksi) epileptike. Njeri epileptik.*
2. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~% ~ËT. Ai *qi* vuan nga epilepsia.
EPILOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *let.* 1. Kapitull fundit ose pjesë përmbyllëse në një vepër letrare, ku jepct zgjidhja e veprës a përfundimi i ngjarjeve që shtjellohen në të ose flitet për fatin e mëtejshëm të personazheve pasi ka kaluar një fare kohe që nga ngjarjet e treguara; *kund.* prolog. *Epilogu i romanit (i dramës).*
2. *fig. libr.* Zgjidhja ose fundi i diçkaje. *Epilogu i luftës. Epilogu i lojës.*
EPIQENDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *spec.* Zone e sipërfaqes së Tokës që ndodhet mbi vatrën e tërmetit a të një shpërthimi bërthamor dhe ku tron-ditjet ndihen më të forta. *Epiqendra e tërmetit. Epi-qendra e një shpërthimi bërthamor.*
2. *fig. libr.* Qendra kryesore nga ku përhapet diçka. *Epiqendra e luftës (e kryengritjes). Epiqendra e ve-primtarisë. Epiqendra e epidemisë. Eshtë në epiqendër.*
EPIROT,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pjesëtar i popullsisë ilire të Epirit, që shtrihej në jug të Vjosës deri në gjirin e Ambrakisë (sot gjiri i Prevezës), banor i Epirit ose ai që e kishte prejardhjen nga Epiri. *Shteti i epirotëve.*
EPIROT,~E *mb. hist.* Që lidhet me Epirin ose me epirotët, që është karakteristik për Epirin ose për epi-rotët, i Epirit ose i epirotëve; që është krijuar nga epirotët. *Fiset epirote. Shteti epirot. Qytetet epirote. Ushtria epirote. Kryengritësit epirote. Veshje epirote.*
EPIROTAS,~I *m. kryes. sh.* ~, ~IT *hist.* Epirot.
EPIROTAS,~E *mb. hist.* Epirot.
EPISOD,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *let.* Secila nga ngjarjet që shtjellohen në një vepër letrare me karakter tregimtar e që kanë një fare mëvetësie brenda këtaj vepre. *Episod dramatik (tragjik, komik).*
2. *let., hist.* Veprim i shkurtër a i pjesshëm që jepej në dramat e grekëve të vjetër ndërmjet koreve.
3. *libr.* Ngjarje a ndodhi e veçantë; ndodhi e dorës së dytë, zakonisht e shkurtër, në vargun e ngjarjeve me rendësi. *Episod i papritur (i jashtëzakonshëm). Episode nga jeta.*
EPISODlK,~E *mb.* Që lidhet me një episod; që ka karakterin e një episodi, që është një episod; që përbëhet nga një varg episodesh me vete. *Personazh episodik-Ngjarje (skenë) episodike. Rol episodik. Roman episodik.*
EPITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *let.* Fjalë për-caktuese që i shtohet emrit të një frymori, të njësendi etj. për ta cilësuar e për të vënë në dukje një tipar karakteristik të tij ose për t'i dhënë ligjërimit force shprehëse e bukuri artistike; emër që i ngjitet dikujtpër ta lavdëruar ose për ta fyer. *Epitet i bukur (i godi-tur,* j *zgjedhur). Epitet fyes (përbuzës).*
*2. gram.* Mbiemër cilësor që lidhet drejtpërdrejt me emrin e përcaktuar pa ndërmjetësinë e ndonjë foljeje.
EPITROP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *fet.* Kujdestar a administrator i një kishe ortodokse.
2. *hist.* Kujdestar a administrator i esnafëve zej-tarë të krishterë.
EPJE,~A . *sh.* ~, ~ET. 1. Veprimi dhc gjendja sipas kuptimeve të foljeve EP, EPEM. *Epja e trupit. Epja e telit.*
2. *vjet.* Prirje që e ka një njeri nga natyra për diçka. *Epje për muzikë (për art).*
EPOHEM *vetv.* Përkulem, epem.
EPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përkul, ep. *Epoj dëgën.*

EPOKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Periudhë e gjatë dhe e rëndësishme historike, që dallohet nga disa tipare të veçanta zhvi)Iimi; periudhë kohe që lidhet me një ngjarje të madhe a me një kthesë të rëndësishme në zhvillimin e diçkaje. *Epokë historike. Epoka e re (esotme). Epoka jonë. Epoka e Partisë. Epoka e so-cializmit, Epoka e Skënderbeut. Epoka e Rilindjes. Epoka e zbulimeve të mëdha gjeografike. Epoka e gurit (e bronzit, e hekurit). hist. Nis (fillon) një epokë.*
2. *gjeol.* Nenndarje e një periudhë gjeologjike.
3. *astr.* Cast i caktuar nga ku fillon të njehsohet koha e Iëvizjes së një trupi qiellor.
+ Bëri epokë solli kthesë shumë të rëndësishme, shënoi një epokë të re.
EPOPE,~JA. *sh.* ~, ~TË. 1. *let.* Lloj i letërsisë epike, poemë e madhe epike ose vepër e madhe tre-gimtare ku përshkruhen ngjarje e putlë legjendare histoiike, që kanë të bëjnë me jetën e një populli a të një kombi. *Epopetë e Homerit. Shkruaj një epope.*
*2. fig.* Ngjarje ose varg ngjarjesh heroike e me rëndësi historike në jetën e një populli. *Epope e lav-dishme. Epopeja e Luftës Nacionalçlirimtare. Epopeja e Krujës.*
EPOS,~I *m. sh.* ~E, ~ET.lTërësia e krijimeve epike të një populli, në të cilat tregohen ngjarjet e mëdha historike ose bëmat e trimëritë e heronjve të tij legjendare. *Eposi popullor. Eposi heroik. Eposi i kreshnikëve.*
*2. let.* Gjini tregimtare zakonisht në vargje, lloj i poezisë tregimtare që dallohet nga lirika dhe nga drama.
EPROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ushtarak ose në-punës që ka grade, detyrë a përgjegjësi më të lartë se të tjerët dhe që ka të drejtë t'u jape urdhra atyre që punojnë nën drejtimin e tij. *Urdhrat (udhëzimet) e eprorëve. E kemi epror.*
EPROR,~E *mb.* Që ka grade, detyrë a përgjegjësi më të lartë se të tjerët, që ka të drejtë t'u jape urdhra atyre që punojnë nën drejtimin e tij; që qëndron në një shkallë hierarkike më të lartë se të tjerët ose në shkallën më të lartë. *Organ epror. Nëpunës epror. Oficer epror. Shtabi epror. Komanda eprore.*
EPSH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Dëshirë e madhe per
të plotësuar kënaqësitë trupore, zjarr i madh i mishit e i gjakut. *Epsh seksual. Ndizen (shuhen) epshet. Sun-doj (mund) epshet.*
EPSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të epet, që përkulet a lakohet. *Thupër (shufër) e epshme.*
*2. fig.* Që nënshtrohet a përkulet para forces së të tjerëve, që nuk ka karakter të forte. *Vutlnet i epshëm. Njeri i epshëm.*
EPSHNDJELLËS,~E *mb.* Që të ndjell a të ngjall epshe.
EPSHOR,~E *mb.* Që ka shumë epsh, i dhënë pas epsheve; që shpreh epsh, plot epsh. *Dëshirë epshore.*
EPTIM,~I *m. gjuh.* Ndryshimi që pësojnë fjalët në trajtën e tyre gramatikore, kur hyjnë në lidhje me fjalë të tjera në fjali; mënyrat e një ndryshimi të tillë dhe tërësia e trajtave të fjalës gjatë këtij ndry-sbimi; mbaresa e një fjale që ndryshon kur lakohet a kur zgjedhohet. *Eptim emëror (foljor, përemëror). Eptim* i *jashtëm* mbaresat e_ trajtave gramatikore. *Eptim i brendshëm* ndryshimi i tingujve në rrënjën e fjalës, i cili jep një trajtë të re gramatikore. *Eptim i shquar (ipashquar).*
EPTUESHËM (i), ~ME (e) *mb. gjuh.* Që i for-mon trajtat gramatikore të fjalëve me anë të eptimit. *Gjuhët e eptueshme.*
EPUR (i,e) *mb.* I përkulur; i anuar, që është bërë si lak (për sendet). *Degë e epur. Trup i epur.*
ERACAK,~E *mb.* Që e ka shumë të zhvilluar shqi-sën e të nuhaturit, që nuhat mirë, që ka nuhatje të forte, që i bie në erë gjahut shpejt (zakonisht për qenin). *Qen eracak.*
ERAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Zog i egër gra-bitqar, i ngjashëm me bufin, po me trup më të vogël, që jeton gjithnjë në vetmi e që mund të qëndrojë në ajër pa lëvizur krahët.
ERASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Përdorëse në trajtën e një gjysmërrethi, prej letre, prej pendësh, prej plastike etj., që shërben për të bërë veri kur është vapë; verore. *Erashkë prej mëndafshi (prej kashte).*
ERDHA. *kr. thj. e* VIJ.
EREMIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *fet.* Murg i krishterë që jeton i vetmuar dhe në kushte të vështira (në vendet ku vepron feja e krishterë). *Endej si eremit.*
2. *fig.* Njeri i vetmuar, që iron larg njerëzve, duke hequr dorë nga qejfet e kënaqësitë e tjera.
ERË,~A i . *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. I. Rrymë ajri që lëvi'z në drejtime të ndryshme. *Erë e ftohtë (e ngrohtë). Erë e lehtë (e forte, e tërbuar, e hollë, e la-gësht, e thatë). Erë pramerore. Era mëngjesore. Era e malit (e fushës). Era e dielit* era që fryn nga lindja. *Era e lindjes (e perëndimit, e veriut, e jugut). Erë bore (shiu)* erë që sjell bore (shi). *Erë me shi (me dë-bore). Forca (shpejtësia) e erës. Drejtimi i erës. Mates i erës. Mot me (pa) erë. I shpejtë si era. Fryn erë. Fishkëllen era. Pushoi (ra) era. Të than (të pret, të shkurton, të gërryen) era. E rreh (e 2ë, e kap, e ha) era. Vend i mbrojtur nga era.*
*2. bised.* Ajër. *Vrimë (baxhë) për erë. Shtie (qëlloj) në erë. Fluturoi në erë. Marr erë* marr frymë.
Erë me erë gjithkund, kudo. Fjalë në erë (në hava) fjalë të thëna pa u menduar, fjalë pa kuptim, fjalëtfi kota. U be erë iku shumë shpejt, u zhduk menjëherë. Ftet në erë flet pa u menduar, flet kot. Hedh në erë *diçka* a) shpërthej, shkatërroj me lëndë shpër-thyese diçka; b) prish, shkatërroj menjëherë planet e dikujt. E merr era *dike* është i dobët me trup, s'mba-het dot me këmbë. E mori era *diçka* shkoi Kot; nuk zuri vend; u zhduk pa lënë gjurmë. E ka sjellë era *dike* a) s'dihet nga ka ardhur dhe përse ka ardhur; b) *diçka* është diçka e panjohur dhe e rastit. Ngopet me erë kënaqet me fjalë e me premtime të kota, ngopet me luge të zbrazët. Prashit në erë flet fare kot, flet në tym; dërdëllit. Ruan erërat *shih te* RUAJ. Shkel në erë është shumë i shpejtë (për kalin, për kaprollin etj.). Bën (ndërton, ngre) keshtjella në erë (në ajër) *keq. shih te* KËSHTJELLË,~A. Është si era e malit është shumë mendjelehtë e i papjekur. Fjalët i merr era fj.u. s'kanë vlerë fjalët, po qe se nuk shoqëro-hen me vepra; fjalët harrohen shpejt. lahodbi leckat në erë *dikujt përçm. shih te* LECKË,~A. I hedh para-të në erë i prish paratë kot, i bën paratë rrush e ku-mbulla. la hodhi potkonjtë (në erë) *shih te* HEDH. la hodhi trutë në erë *keq.* e vrau (zakonisht me plumb dhe duke e qëlluar në kokë). Humbi si pluhuri në erë *shih te* PLUHUR,~I. Kërkon të arrijë erën përpiqet me kot, i hyn një pune që nuk mund të bëhet. Kthehet (shkon) nga të fryjë era është i paqëndrueshëm në bind jet a në pikëpamjet e tij, është i lëkundshëm, nuk është parimor, kthen gunën nga të fryjë era. Kthen gunën (gëzofin, shpinën, kurrizin, krahët) nga fryn era *shih te* KTHEJ. 1 ka marrë koka (kryet, mendja) erë *shih te* KOKË,~A. la ka marrë mendtë era *dikujt* është

shumë mendjelehtë. la kishte marrë era catinë ishte shumë i varfër e i këputur, ishte pa plëng e pa shtëpi. la ka shkundur era trutë *shih te* SHKUND. I hyn era në të katër anët *(për një shtëpi)* a) është ndërtuar shumë keq; b) është shtëpi e vjetër e gjysmë e shkatërruar. Kush mbjell erën do të korrë furtunën (stuhinë) *fj.u. shih te* MBJELL.

ERË,~A II . *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. 1. Veti e disa trupave që lëshojnë grimca të padukshme, të cilat veprojne mbi shqisën e të nuhaturit; grimcat e padukshme që lëshojnë këta trupa; diçka që ndihet me anë të organit të të nuhaturit. *Erë e mirë (e kënd-shme). Erë e keqe (e rëndë, e qelbur). Era e lules (e duhanit, e barit të thatë, e qepës). Era e djathit (e peshkut, e gjellës). Era e djersës. Erë vajguri. Era e ilaçeve. Rrush me erë. Sapun me erë të mirë. I vjen era. I marr erë lules (trëndafilit)* nuhat erën që ka. *Mban (bie) erë diçka. I del era. Merr erë diçka* qelbet, prishet. *Po nuk hëngre hudhër nuk të vjen era (nuk bie erë). fj.u.*

2. *vet. sh.* Erëza.

Bie (mban, vjen) erë ka gjurmë, shenja ose shfaq-je të diçkaje. I bie në erë *dikujt a diçkaje* i bie në gjurmë, e diktoj, kam gjetur shenja për ta zbuluar. I doli era (tymi) *shih tek* TYM,~I. Mori erë *diçka* u be e ditur, u mësua prej të gjithëve, u zbulua. S'merr erë *nga diçka* edhe *poh.* nuk merr vesh nga një punë, nuk e njeh fare diçka. I mbaj erë *diçkaje shih te* MBAJ. I vjen era *diçkaje* po del në shesh, po zbulohet. Bie (mban) erë barut *shih te* BARUT,~I. Bie (mban) erë myk *diku shih te* MYK,~U. I ka marrë erë barutit *shih te* BARUT,~I. Me zuri goja erë (bar) *shih te* BAR,~I1. I kanë marrë erë në qafë *d'i kujt shih te* QAFË,~A. la ka marrë erën *dikujt a diçkaje* pasi e ka njohur mirë dike a diçka nuk ka me frikë prej tij a prej saj. E mban me erë të mollës *dike* e mban me fjalë, me premtime e me shpresa të kota; e gërjjen si të ishte foshnjë. I mban goja erë qumësht *shih te* QUMËSHT,~I. I ardhtë era dhe! *mallk. shih te* DHE, ~U. Pata piqet këtu e era shkon në Stamboll *shih te* PATË,~A.

ERË,~A in . *libr.* 1. Periudhë kohe shumë-shekujlore në historinë e njerëzimit, që fillon me një ngjarje të njohur; ngjarje e shënuar ose që quhet si c_ tillë, e cila shërben si pikënisje për një periudhë të re historike dhe për numërimin e viteve; epokë. *Era ere (jonë). shkurt. e.r. Në shekullin e dytë të erës sonë. Para (pas) erës së re.*

*1. gjeol.* Ndarja më e madhe kohësore e historisë së Tokës.

ERËDHËNES,~E *mb.* Që lëshon erë, që bie erë. *Lule erëdhënëse.*

ERËKEQ,~E *mb.* Që ka erë të keqe, që bie erë të keqe. *Lëndë erëkeqe.*

ERËKEQE,~JA . *veter.* Plasja e gjësë së gjallë.

ERËKENDSHËM,~ME *mb.* Që ka erë të kënd-shme, i mermë. *Lule (bimë) erëkëndshme. Çaj erë-këndshëm. Vaj erëkëndshëm. Pije erëkëndshme.*

ERËMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *meteor.* Aparat që shërben për të matur forcën, drejtimin dhe shpej-tësinë e erës ose të rrymave të ajrit. *Përcaktoj me erë-matës.*

ERËMIRË *mb.* Që ka erë të mirë, që bie erë të mirë. *Lule (bar) erëmirë. Pije erëmirë.*

ERËMON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Lëshon erë, ka erë, kundërmon. *Erëmon lulja.*

ERËNDSHËM,~ME *mb.* Erëkëndshëm. *Lule er-ëndshme. Sapun erëndshëm.*

ERËPRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Pllakë prej xhami a prej plastike që i vihet përpara motoçikletës për t'u mbrojtur nga era; diçka që e pengon a e pret erën. *Erëpritësi i motoçikletës.*

ERËRËNDË *mb.* Që ka erë të rëndë, që lëshon erë të rëndë. *Duhan erërëndë.*

ERËTREGUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *meteor.* Aparat i thjeshtë, i përbërë nga një pllakë e shkallëzuar, një shigjetë etj., që tregon drejtimin e erës.

ERËZA,~T i . *vet. sh.* Brmë me erë të mirë ose gjethet, lulet e frytet e këtyre bimëye (si majda-nozi, kopra, rigoni, piped etj.), që shtihen në gjellë e në gatesa të tjera. *Erëza natyrore. Erëza bimësh tropikale. Gjellë me erëza. I shtie (i hedh) erëza.*

ERËZA,~T n • *vet. sh. euf., krahin.* Bajga të thata bagëtish. *Ndizte ljarr me erëza.*

ERËZON *jokal,* ~OI, ~UAR. Lëshon erë të mirë; erëmon, kundërmon. *Erëzojnë lulet.*

ERG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fiz.* Njësi e punës që kryen forca prej një dine kur zhvendoset në drejtimin e vet në një rrugë prej një centimetri.

ERGJËZ,~IT m. *vet. sh.* Morra të vegjël që sapo kanë dalë nga thërijat.

ERMIK,~U m. 1. Miell gruri, misri, orizi etj. i bluar trashë. *Ermik gruri (misri). Ëmbëlsirë me ermik e me qumësht.*2. *Pird. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Miell ermik.*

EROJ *leal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* Hap dritaret dhc lë të hyjë ajër i pastër në një dhomë a në një vend që ka qenë i mbyllur, ajros.

ERORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Erashkë. *Fres-kohem me erore.*

EROTIK,~E *mb. lei.* Që lea të bëjë me dashuriftë, që i këndon dashurisë, i dashurisë. *Poezi (vargje, vjershë) erotike. Tregime erotike. Lirika erotike.*

EROZION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeol, gjeogr.* Gërxyerje që pëson sipërfaqja e tokës nga veprimi i Ujërive, i akullit ose i erës; pasoja e këtij veprimi, gërryerje, gërresë. *Erozion i ngadalshëm (i vazhdue-shem,* i *pandërprerë). Vatra e erozionit. Shenjat (gjur-mët) e erozionit. Lufta kundër erozionit. Mbrojmë token nga erozioni.*

ERUDICION,~I *m. libr.* Njohuri e dije të thella në një fushë cjse në disa fusha të shkencës, të kulturës e të jetës, që fltohen duke studiuar burime të ndryshme të shkruara, dokumente etj. dhe nga përvoja jetësore. *Erudition i gjerë (i madh, i pasur). Ka erudition.*

ERUDIT, ~E *mb. libr.* 1. Që zotëron njohuri e dije të thella, që ka erudicion. *Shkencëtar (poet, njeri) erudit.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

ERURINA,~T *vet. sh.* Erëza. *shtie erurina.*

ERZ,~I *m. vjet. shih* NDER,~I. *Erzi i families (i shtëpisë). Njeri me erz. Ruaj erzin. •k* Ia mori nderin (erzin) *dikujt shih te* MARR.

ERZINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Çdo lloj tretësire prej lëndësb me erë të mirë, që përdoret zakonisht për të Iyer flokët, fytyrën etj.; parfum.

ERR *kal,* ~A, ~UR. 1. E mbaj dike deri vonë natën, e vonoj derisa ta zërë nata. *Me erri nata* me zuri nata. *Mos me err.*

2. E bëj dike të mos shohë fare a të mos shohë mirë për një fare kohe, e verboj. *la erri sytë dielli.*

*3. fig.* E bëj të mjerë a fatkeq, nxij. *la erri jetën. it* I erri sytë vdiq.

ERREM *vetv.* 1. *pavet.* Bëhet natë, ngryset. *Filloi të ërret.*
2. Me zë nata; ngrysem. *Errem jashtë. Si u errët?*
3. *vet. veta HI.* Bëhet i errët, errësohet. *U err dhoma kur lëshuam perdet.*
4. *fig.* Vrenjtem (në fytyrë). *U err në fytyrë.*
*k* M'u errën sytë a) nuk pashë mirë, m'u yeshën sytë (nga një sëmundje, nga zemërimi etj.); b) humba gjykimin e shëndoshë për një cast, hu-mba mendjen dhe kontrollin e vetvetes nga lakmia etj. Iu errën sytë vdiq. Iu err zemra u hidhërua, u brengos, u pikëllua. U err pa gdhirë mbaroi shumë shpejt, mbaroi pa filluar mirë, vdiq pa lindur mirë.
ERRËSlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ERRËSOJ, ERRË-SOHEM. *Errësim i plotë (i pjesshëm). Errësimi i dhomës. Errësimi i diellit. Errësimi i mendjes (i vetë-dijes).*
*2.* Vend i errët, pa dritë.
3. *krahin.* Errësirë.
ERRËSIRË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Mungesë e dritës a e ndriçimit, terr; vend i errët. *Errësirë e plotë (e thellë, e madhe). Errësira e nates. Nga errësira në dritë. Jam (rri, eci) në errësrë. U futën në ca errësira.*
2. *fig.* Gjendje kur diçka është e paqartë a e pa-kuptueshme; gjendje kur s'dimë asgjë për dike a për diçka; paqartësi. *Errësirë mendore. Jemi akoma në errësirë, s'kemi marrë vesh gjë.*
*3. fig.* Padituri, prapambetje e madhe kulturore e arsimore. *Errësira mesjetare (fetare). Errësira fashiste. E mbajti (e la) He errësirë. Çamë errësirën shekultore.*
ERRËSOHEM *vetv. 1.* MS Zë nata, errem. *U errë-sova në rrugë.*
2. *vet. veta III.* Nuk është me, zhduket; dobësohet (drita, ndriçimi etj.). *V errësua drita. M'u errësua vështrimi. M'u errësuan sytë.*
*3. fig.* Vrenjtem në fytyrë.
4. *pavet.* Bëhet natë, ngryset. *Nuk ishte errësuar ende.*
5. *Pës. e* ERRËSOJ.
- M'u errësuan sytë m'u errën sytë. M'u errësua vendi (bota) humba kontrollin e vetëdijen, nuk dija ç'të bëja.
ERRËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E lë pa dritë a pa ndriçim diçka, e bëj të errët; ia dobësoj, ia pengoj e ia pres dritën, shkëlqimin etj., e zë. *Errësoj dhomën. Retë e errësuan diellin.*
*2.* E bëj më të errët (një ngjyrë). *Errësoj ngjyrën e gjelbër.*
3. *fig.* E mbuloj, e fsheh ose e shtrembëroj me qëllim diçka, e paraqit diçka me ngjyra të errëta; ia ul ylerën e rëndësinë dikujt a diçkaje, hedh baltë mbi dike a mbi diçka. *Errësoi punën (meritat) e di-k uj t. Errëson realitetin. Do që të na errësojë fitoret e arritura.*
4. *fig.* Lë prapa, ia kaloj dikujt në aftësi, në punë etj.
5. *fig.* E bëj të humbasë qartësinë mendore, e bëj të paaftë për të gjykuar në mënyrë të shëndoshë. *errëson mendjen (arsyen).*
ERRËSUAR (i,e) *mb. I.* Që është bërë i errët, që është lënë fare pa dritë ose me shumë pak dritë, që është errësuar. *Dhomë e errësuar. Vend i errësuar. Rrugë të errësuara.*
2. *fig.* Që ka humbur qartësinë mendore, që është bërë i paaftë për të gjykuar në mënyrë të shëndoshë; që është bërë i paqartë. *Mendje e errësuar. Kuptim i errësuar.*
ERRËSUES,~E *mb.* Që e bën pamjen të errët, që e pakëson forcën e dritës; që mbron sytë nga drita e forte. *Xham errësues.*
ERRËT (i,e) *mb.* 1. Që është pa dritë; që merr shumë pak dritë, që ka dritë shumë të dobët. *Natë e errët* natë pa hënë. *Dhomë e errët* edhe *foto. Shkallë të errëta. Shpellë e errët. Pyll i errët. Qiell i errët* qiell i mbuluar me re. *Pus i errët* shumë i errët.
2. Që ka ngjyrë të mbyllur, të afërt më të zezën; i mbyllur (për ngjyrën); *kund.* i hapur, i çelur. *Ngjyrë e errët. E kuqe (blu, e gjelbër) e errët. Kostum (stof) i errët. Syze të errëta.*
*3. fig.* Që është i vështirë për t'u kuptuar ose për t'u shpjeguar, i paqartë, i pakuptueshëm; që përmbandiçka të fshehtë a të panjohur; *kund.* I qartë. *Vepër e errët. Pika të errëta. Periudhë e errël. Çështje e errët. Perspektivë e errët.*
4. *fig.* I mbushur me vështirësi, me shqetësime e IM vuajtje, i turbullt, i rëndë, i hidhur. *E kaluara e errët. Në shekujt e errët (në vitet e errëta) të pushti-mit të huaj (të reaksionit).*
5. *fig.* Që është i dyshimtë; që bëhet me para-mendim e me qëllim të keq. *Punë të errëta. Qëllime (synitne, plane) të errëta. Me rrugë (me mënyra) të errëta.*
*6. fig.* Që sjell prapambetje e padituri; që vepron he interes të reaksionit, reaksionar. *Regjim i errët. Forcat e errëta.*
7. *fig.* I vrenjtur, i ngrysur. *Fytyrë e errët.*
• Në ditë të errët në gjendje të keqe; jo në shka-Uën e duhur, jo në forme. E shikon me syze të errëta *shih te* SYZE,~T.
ERRËT *ndajf.* I. Në gjendje errësire, kur mungon drita ose është bërë natë dhe nuk duket gjë; vonë në mbrëmje. *hhte errët.*
2. Në mënyrë të paqartë a të pakuptueshme. *Flet (shkruan) errët.*
ERRTAS *ndajf. shih* ERRËT $_2$.
ERRUR,~IT (të) *as.* Koha kur nis të erret; mbrëm-ja e vonë. *Erdhi ndaj (në) të errur. Erdhi të errurit.*
ESE,~JA *f.sh.* ~, ~TË *let.* Artikull i gjatë a studim me karakter kritik ose publicistik, i cili trajton në mënyrë të përgjithshme, të lire e jo të gjithanshme a shteruese çështje shoqërore, shkencore, letrare, kulturore etj.; vepër e përbërë prej disa artikujsh, zakonisht të shkurtër e të ndryshëm, që trajtojnë nje temë e që kanë një titull të përbashkët; sprovë. *Ese kritike. Ese filozofike (shkencore, historike). Shkruaj një ese.*
ESENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëng i avullue-shëm, i cili nxirret zakonisht nga disa bimë me erë të mirë me anë të distilimit, të shtrydhjes etj. dhe që përdoret kryesisht në parfumeri, në farmaceutikë e në industrinë ushqimore. *Esencë natyrore (arti-ficiale). Esencë trëndafili (kanelle, portokalli, mandarine, kafeje, sherbele). Esencë lulesh (bimësh).*
2. *fig.* Vetia më e rëndësishme e diçkaje, tipari me i qenësishëm i diçkaje, ajo gjë që përbën natyrën a thelbin e diçkaje, thelbi, qenësia. *Esenca e gjërave. Esenca e Veprës. Esenca e revolucionit.*
ESENCIAL,~E *mb.* 1. Thelbësor, i qenësishëm, qenësor; themelor. *Veçori esenciale. Dallim (tipar) esencial. Çështje esenciale. Pjesa me esenciale.*

2. *si em.* ~E, ~JA . Ajo që është thelbësore a e qenësishme; pika thelbësore a më e rëndësishme, e qenësishmja. *Dalloj esenctalen.*
ESËLL *ndajf.* 1. Pa vënë gjë në gojë, pa ngrënë (zakonisht mëngjesin). *Jam esëll. E pi ilaçin esëll.*
*2. bised.* Pa qenë i dehur; pasi i ka dale rakia a pija (edhe *iron.); kund.* dejshëm. *Ishte (u be) esëll.*
+ Jam esëll nuk marr vesh nga një punë, nga një zanat etj., nuk e njoh fare diçka, s'marr erë fare nga diçka.
ESËLLOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR *bised.* 1. Me merr shumë uria dhe e ndiej veten sikur s'kam ngrënë gjë fare. *U esëlluan nga shëtitja (nga puna).*
2. *bised.* MË del rakia a pija, bëhem esëll (edhe *iron.).*
ESËLLT (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka vënë gjë në gojë, që nuk ka ngrënë (zakonisht mëngjesin), që është esëll.
2. Që i ka dale rakia a pija, që nuk është me i dehur (edhe *iron.); kund.* i dehur.
ESKIMEZ,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i popull-sisë që banon në bregdetin polar të Amerikës së Ve-riut, në Grënlandë dhe në krahinat me verilindore të Azisë. *Shtëpitë e eskimezëve. Gjuha e eskimezëve.*
ESKIMEZ,~E *mb.* Që lidhet me eskimezët, q3 është karakteristik për eskimezët, i eskimezëve; q4 është krijuar nga eskimezët. *Fise eskimeze. Grua* e,s*-kimeze. Gjuha eskimeze.. Veshje (këngë) eskimeze.*
ESNAF,~I *m.sh.* ~E, ~ET *hist.* 1. Shoqatë a lidhje e zejtarëve të pavarur në mesjetë, që bashko-heshin sipas profesionit; shoqatë a bashkim tregta-rësh që tregtonin një Uoj malli. *Esnafet e zejtarëjie (e endësve, e farkëtarëve). Esnafet e tregtarëve.*
2. *sh.* ~Ë, ~ËT. Zejtari a tregtari që bënte pjesë në një shoqatë a bashkim të tillë.
ESNAF,~E *mb. bised.* 1. I drejtë e i ndershëm; fisnik. *Burrë esnaf. Familje esnafe. Është esnaf.*
*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Esnafi po esnaf mbetet. Ke të bësh me një esnaf.*
ESNAFOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me esnafin ose me esnafet, që i përket esnaflt ose esnafëve, i es-nafit ose i esnafëve. *Organizatë (shoqëri) esnafore. Sistem esnafor. Mbeturina esnafore.*
ESPERANTO,~JA . Gjuhë artificial, e krijuar në shekullin XIX mbi bazën e gjuhëve më të njohura të Evropës për të shërbyer si një gjuhë ndërkombë-tare. *Gramatika e esperantos. Meson esperanton. E botoi në esperanto. Merren vesh në esperanto.*
ESTET,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që merret me studime në fushën e estetikës, teoricien i estetikës. *Estet materialist (marksist). Estet idealist (borgjez, revizionist).*
*1.* Ai që dallon dhe vlerëson mbi gjithçka të bu-kurën, format e përkryera në art e në jetë; ai që vlerëson vetëm anën a formen e jashtme të një vepre artistike ose që është i dhënë tepër, jashtë mase pas saj dhe nënvlerëson përmbajtjen e anën ideologjike të saj; formalist në fushën e estetikës.
ESTETIK,~E *mb.* 1. *filoz.* Që ka të bëjë me es-tetikën, që i përket estetikës, i estetikës. *Tëori (pi-këpamje) estetike. Kategori estetike. Mendim (giykim) estetik. Kërkesa estetike.*
2. Që lidhet me ndjenjën e së bukurës; që i përket së bukurës; që lind a që ngjallet nga e bukura në art e në jetë; plot me shije, artistik, i bukur. *Edukatë estetike. Ndjenja estetike. Shije estetike. Kënaqësl estetike. Vlerë estetike. Paraqitje estetike. Në mënyrë estetike.*
ESTETIKË,~A . 1. *filoz.* Shkenca që studion të bukurën në natyrë e në jetën shoqërore, ligjet e përgjithshme të krijimtarisë artistike e të përvetësimit estetik të realitetit dhe përmbajtjen, rrugët e format e edukimit estetik; shkenca që studion të bukurën si shprehje të ideologjisë së një klase të caktuar. *Es-tetika marksiste-lenimste.*2. Tërësia e pikëpamjeve që ka nj6 krijues i veprave artistike a një dijetar për artin në përgjithësi ose për një lloj të veçantë arti. *Estelika e Nairn Frashëril (e De Radës).*
3. *bised.* Lëndë mësimorc që jep njohuritë e ne-vojshme të kësaj shkence në shkollë; teksti që për-mban këto njohuri.
4. *libr.* Ana e jashtme artistike e diçkaje, bukuri, hijeshi; tiparet e veçoritë estetike. *Estetika e punës. Estetika e veshjes.*
ESTON,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vcndës i Es-tonisë ose ai që e ka prejardhjen nga Estonia.
ESTON,~E *mb.* Që ka të bcjë me Estoninë ose me estonët, që është karakteristik për Estoninë ose për estonët, i Estonisë ose i estonëve; që është krijuar nga estonët. *Popullsia estone. Muzikë estone. Gjuha estone.*
ESTONEZ,~I *m.sh.* ~Ë ~ËT. Eston. ESTONISHT *ndajf.* Në gjuhën estone.
ESTONISHTE,~JA Gjuhë e familjes ugrofine që flitet nga estonët, gjuha estone.
ESTRADË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Gjini e vogël e artit skenik me skeçe, parodI, këngë, numra akro-batikë etj.; shfaqje argëtuese me këto pjesë, nëpërmjet të çilave goditen zakonisht të metat e dobësitë në punë e rië jetë. *Teatri i estradës. Shfaqje estrade. Numër estrade. Aktor (këttgëtar) estrade.*
2. Trupa që merret me këtë lloj arti; ndërtesa ku jep shfaqje kjo trupë. *Estradë profesioniste (amatore). Estrada e ushtarit. Salla e estradës. Punoj në estradë.*
3. Dysheme e ngritur disa këmbë shkalle me lart në një shesh, ku jepen shfaqje të ndryshme para popullit, ku qëndron recituesi a folësi etj.; podium. *Ngjftem në estradë. Zbres nga estrada.*
ESH,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. *zool.* Iriq. *U mblodh si esh.*
*2fig. mospërf.* Ai që i ngjan dikujt tjetër në pam-je, në punë, ne veprime etj. *Mori eshitt e vet. Ka gjetur eshi eshin* janë të dy njesoj; ka gjetur rrasa vegshin.
ESHK,~U *m. bised.* Etje e madhe për ujë ose për pije. *Kam eshk.*
ESHKË,~A. 1. Lloj kërpudhe, kryesisht bulledër, që rritet në trungjet e drurëve, e cila, pasi zihet e thahet, mund të ndizet shpejt nga shkëndijat e gurit të zjarrit; cope e vogël nga kjo kërpudhe, që për-doret për të ndezur me uror cigaren etj. *Eshkë e tharë. Ziej eshkërt. Ndez me eshkë. Zuri (mori zjarr) eshka. Digjet si eshka* digjet ngadalë e pa bërë flake. *Të djeg si eshka-të* djeg pa e kuptuar. *I janë bërë faqet si eshkë* i janë tharë, i jane rrudhur e nxirë faqet.
2. Thëngjill druri, zakonisht prej shqope, që e përdorin farkëtarët. *Bëj eshkë. Hedh eshkë në farkë.*
3. *përd. mb.* I tharë shumë, i eshkosur; i thatë e i rrudhur. *Barutin e mbajmë eshkë. E kam gojën eshkë* e karn gojën shumë të thatë; kam një shije të keqe në gojë, s'më shijon asgjë. *Bëhet eshkë diçk a* thahet shumë; humbet njomësinë.

- 4. *përd. ndajf.* Shumë (zakonisht me mbiemrat i thatë] I rrudhur). *Ishte bërë eshkë e thatë.*

-*k* iTanë (shkojnë, venë) si eshka me urorin (me ma-satin) shkojnë shumë keq njëri me tjetrin, zihen e grihen vazhdimisht, shkojnë si macja me miun. S'ka

ç'i bën shkëndija eshkIs *si* njomë (së *htgm)j.u. shih te* SHKËNDIJË ~A.

ESHKËT (i,e) *mb.* 1. Që nuk digjet mirë e nuk bën prush, që përdoret për të bërë eshkë (qymyr druri). *Dru* i *eshkë I.*

2. *fig.* I thatë në trup (për një njeri); si një plak shumë i moshuar. *Plak i eshkët. Ishte i eshkët.*

ESHKËTORE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Eshkore. *Nxjerr nga eshkëtorja.*

ESHKORE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Qesc e vogël për të mbajtur eshkën, gurin e zjarrit dhe urorin; eshkëtore. *Nxori eshkoren. E futi në eshkore.*

ESHKOSET *vetv.,* ~ (n), ~UR. 1. Thahet shumë, bëhet si eshkë; thahet e humbet edhe shijen (për bu-kën a për ndonjë send tjetër ushqimor); thahet nga etja, nga zjarrmia etj. (për gojën, buzët). *Është eshkosur buka. Iu eshkosën buzët.*

*2. fig.* Humbet njomësinë e gjallërinë, humbet aftësitë krijuese, fishket.

ESHKOSUR (I,e) *mb.* 1. Që është tharë shumë, që është bërë si eshkë; që është tharë nga etja a nga zjarrmia. *Bukë e eshkosur. Buzë të eshkosura.*

*2. fig.* Që ka humbur njomësinë e gjallërinë, që ka humbur aftësitë krijuese, i fishkur.

ESHTAK,~E *mb.* 1. Që është prej eshtre, eshtor. *Jnd eshtak. anat. Mbulesë esh take.*

*2.* Që i duken eshtrat, që i kanë dalë eshtrat, i dobët; që i ka kockat të trasha e shumë të dallueshme; koc-këmadh; kockëtrashë; eshtor. *Plak eshtak- Me fy-tyrë (me duar) eshtake. Me trup eshtak.*

ESHTEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pllakë hekuri me disa gropëza, që përdorin argjendarët për t'u dhënë paftave të arta trajtën e një gjysmëkupëze.

ESHTË,~A . *sh.* ~A, ~-AT *anat.* Ind i zgjatur në trajtën e një filli të hollë, penjëz.

ESHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Secila nga pjeset e forta e të ngurta që formojnë ske)etin e trupit të njeriut dhe të kërbishtorëve të tjerë; kockë. *Eshtra e dorës. Eshtrat e gjymtyrëve. Theu eshtrën.*

*2. Vet. sh.* Mbeturinat e skeletit të një njeriu të va-rrosur prej kohësh, kockat. *Iprehen eshtrat. la sollëm eshtrat He at dhe. S”dihet ku i ranë eshtrat.*

3. *vet. sh. krahin.* Dhëmbët dhe dhëmballët. *Eshtrat e gojës. Heq eshtrat.*

ESHTËRAK,~E *mb.* Eshtërmadh. *Fytyrë eshtë-rake.*

ESHTËRGJERË *mb.* Që i ka eshtrat të gjera, kockë-gjerë. *Burrë eshtërgjerë.*

ESHTËRl,~A . *përmb.* Tërësia e eshtrave të skeletit të trupit të një njeriu ose të kërbishtorëve të tjerë; skeleti.

ESHTËRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të fdljes ESHTËROHET. *Eshtërimi i kërces.*

ESHTËRMADH,~E *mb.* Që i ka eshtrat të mëdha, kockëmadh. *Grua eshtërmadhe. Fytyrë eshtërmadhe.*

ESHTËROHET *vetv.,* ~CA (U) ~UAR. Bëhet i ngurtë e i forte si eshtër; fiton vetitë e eshtrës, bëhet kockë. *Eshtërohet kërcja.*

ESHTËROR,~E *mb.* 1. Që lidhet me eshtrat, që u përket eshtrave, i eshtrave; që është prej eshtre.qt përbëhet prej eshtrash; kockor. *Sislemi eshtëror. Qelizë eshtërore. Indi eshtëror. Mbulesë eshtërore.*

2. Që ka eshtra, që është me eshtia. *Peshk eshtëror.*

3. *shih* ESHTAK,~E 2. *Duar eshtërore.*

ESHTËRORE,~JA . *th.* ~E, ~ET *fet.* Vend i veçantë në kishën ortodokse ku mbahen dhe ruhen eshtrat e priftërinjve (në vendet ku vepron feja ortodokse); ndërtesë e posaÇme, ku grumbullohen e ruhen eshtrat e viktimave të fatkeqësive natyrore, të alyre që vriten në një betejë etj. (në disa vende ku vepron feja).

ESHTËRT (i,e) *mb.* Që është bërë prej eshtre. *Kopsë e eshtërt. Dorezë (majë) e eshtërt.*

ESHTËRTRASHË *mb.* Që i ka eshtrat të trasha, kockëtrashë. *Kale eshtërtrashë.*

ESHTOR,~E *mb.* Që është prej eshte, që për-bëhet prej eshtash. *Indi eshtor.*

ETAPË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Periudhë kohe. si pjesë e një procesi të gjatë, e cila ka disa veçori të caktuara dalluese. *Etapë e re (e rëndësishme, his-torike). Etapa e parë (e fundit). Etapa e ndërtimit të plotë të shoqërisë socialiste. Etapat e zhvillimit të gjuhës letrare shqipe. Etapa e ngritjes (e rënies). Nga një etapë në tjetrëii.*

*2. sport.* Pjesë e largësisi që përshkohet gjatë një gare nga çiklistët etj. *Etapa e parë (e fundit).*

ETEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Me merr etja. 2. *fig.* Kam dëshirë të madhe për diçka.

ETER,~I i *m.sh.* ~E, ~ET *kim.* Lëng i pa-ngjyrë, i djegshëm, shumë i avullueshëm e me një erë të mprehtë, i cili përftohet nga bashkimi i alkooleve në mjedis acidi dhe përdoret kryesisht në mjekësi, në parfumeri e në teknikë. *Eteret e thjeshla (epërbëra). Thith eter.*

ETER,~I H *m. libr.* Sipas mitologjisë së gre-këve të lashtë, pjesa më e pastër e më e tejdukshme e ajrit në shtresat më të larta të atmosferës.

2. *poet.* Ajri i pastër mbi retë; hapësira qiellore. *Zëri përhapej në eter.*

3. *fiz.* Lëndë që sipas parafytyrimeve të kohës së lashtë, ishte e pakapshme e lëvizte lirisht, dhe zinte gjithë hapësirën mbi atmosferë; një lëndë e tillë, pa peshë, që mendohej se mbushte hapësirat ndërmjet grimcave dhe ishte për cues i dritës e i elektricitetit.

ETERNlT,~I *m. ndërt.* Material i forte ndërtimi që përftohet nga për?ierja e çimentos me asbestin dhe që shërben për të mbuluar çatitë, për të bërë tuba etj. *Pllakë eterniti. Gypa (qyitgje) etemiti. Fabrika e eternitit. Mbuloj me eterrtit.*

ETEROVAJOR,~E *mb.* Që përmban vaj eteri (për disa lule e bimë); që ka vetitë e eterit e të vajit. *Bimë (kulturë) eterovajore. Esencë eterovajore.*

ETËR,~IT m. *ih.* i ATË,~I. *Etërit tanë. Etër e bij.*

ETIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me etikën, që i përket etikës, i etikës. *Shkençë etike. Edulcim etik. Normë etike. Bindje etike.*

ETIKETË,~A i . *sh.* ~A ~AT. 1. Cope e vogël zakonisht prej letre a kartoni, që i ngjitet një malli a diçkaje tjetër për të treguar se cila fabrikë a ndërmarrje bujqësore e ka prodhuar, përmbajtjen,

çmimin, vendia ku dërgohet a ndonjë të dhërtë tjetër për të. *Etiketat e shisheve. Mall pa etiketë. I vë (I ngjit, i heq) etiketën.*

2. *fig.* Cilësi ose karakteristikë, më të cilën dikush a diçka shfaqet para të tjerëve; shenjë që e tregon dike a diçka. *Me etiketa të ndryshme. Nën etiketën e...*

ETIKETË,~A n . *libr.* Një varg rregullash a mënyrash të caktuara, sipas të cilave sillen nje-rëzit në shoqëri, rregullat e jashtme në marrëdhëniet më të tjerët. *Etiketë socialiste. Etiketë borgjeze. Etiketë oborrtare. Etiketë zyrtare. Etiketa e mirësjelljes. Flet me etiketë. E kërkon etiketa.*
ETIKË,~A. *l.filoz.* Shkenca që studion moralin, karakterin klasor e historik të tij, normat e sjelljes së njerëzve si një nga format e ndërgjegjes shoqërore, detyrat e tyre kundrejt njëri-tjetrit, kundrejt shoqërisë, atdheut, shtetit etj. *Etika marksiste (materialiste, komuniste). Etika idealiste.*
2. Tërësia e normave të sjelljes, morali i një sho-qërie, i një klase të caktuar a i një grupi shoqëror. *Etika prole tare (revolucionare). Etika borgjeze. Çësh-tje e etikës.*
ETIMOLOG,~U *tn.sk.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e etimologjisë. *Etimologët shqiptarë.*
ETIMOLOGJl,~A *f.sh.* ~, ~TË *gjuh.* 1. Degë e gjuhësisë që studion prejardhjen e fjalëve të një gjuhe, duke u mbështetur në historinë e saj e në lidh-jet me gjuhët e tjera. *Etimologjia shkencore. Etimo-logji popullore* etimologji që e përcakton në mënyrë të gabuar prejardhjen e fjalëve, duke u mbështetur zakonisht te ngjashmëria e tyre e jashtme, tingullore me fjalë të tjera të njohura dhe pa marrë parasysh ligjet e zhvillimit historik të gjuhëve. *Etimologjia e gjuhës shqipe. Merrem me etimologji.*
2. Prejardhja e një fjale. *Etimologji e qartë (e panjohur). Etimologji e një fjale. Përcaktoj etimologjinë* e *fjalës.*
ETIMOLOGJlK,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me etimologjinë, që i përket etimologjisë, i etimologjisë; që mbështetet në etimologji, sipas etimologjisë. *Kër-kime (studime) etimologjike. Fjalor etimologjik- Drejt-shkrim etimologjik.*
ETIOPAS,~I *m.sh.* ~, ~IT. Abisinas. ETIOPAS,~E *mb.* Abisinas. *Kultura etiopase.* ETJ. *hkurt. i* e të tjera.
ETJE,~A . 1. Dëshirë për të pirë ujë, nevojë e organizmit për ujë. *Etje e madhe. Kam etje. Bima (toka) ka etje. Me merr etja. Shuaj etjen.*
*1. fig.* Dëshirë e zjarrtë a nevojë e madhe për diçka; synim i papërmbajtur për të bërë a për të arritur diçka, lakmi. *Etje e madhe. Etje për liri. Etje për dije (për arsim, për kulturë). Etje për lavdi (për pushtet, për fitime, për pasuri).*
ETNIK,~E *mb.* Që lidhet me një popull a me një komb të caktuar dhe me kulturën materiale e shpirtë-rore të tij. *Grup etnik. Kufi etnik. Emër etnik. Per-katësi etnike.*
ETNOGRAF,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e etnografisë. *Etnografët shqiptarë.*
ETNOGRAFE,~JA . *sh.* E, ~ET. *Fem. e* ETNOGRAF,~I. *Etnografe e re.*ETNOGRAFI,~A ..1. Shkencë historike qI me-rret me studimin e mënyrës së jetesës së popujve, me kulturën e tyre materiale, shoqërore dhe artistike. *Etttografia shqiptare. Etnografia pirshkruese (histo-rIke, krahasuese). Të dhënat e etnografisë. Instituti (sektori) i etnografisë.*
2. Lëndë mësimore që jep njohuritë e kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri.
ETNOGRAFIK,~E *mb.* Që lidhet me etnografinë, qfi i përket etnografisë, i etnografisë. *Muzeu etnografik. Revistë etnografike. Studime (ekspeditë, kërkime) etnografike. Hartë etnografike. Atlas etnografik.*
ETNOGJENEZË,~A . Prejardhje e një po-pulli. *Etnogjeneza e shqiptarëve (e ilirëve). Problemt i etnogjenezës.*
ETOHEM *vetv.,~OVA* (n), ~UAR. Etem. *Etohem për ujë.*
ETRCSK,~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pje-sëtar i një popu)lsie të vjetër që banonte në Etrurinë e hershme (në Toskanën e sotme të Italisë). *Kultura (gjuha) e etruskëve.*
ETRUSK,~E *mb. hist.* Që ka të bëjë më e truskët, që u përket etruskëve, i etruskëve; që është krijuar nga etruskët. *Kultura (gjuha) etruske. Shkrimi etrusk. Mbishkrimet etruske. Varre (monumehte) etruske.*
ETRUSKISHTE,~JA *gjuh.* Një nga gjuhët e vjetra të Gadishullit Italik, gjuha etruske. *Studimt i etruskishtes.*
ETSHËM (0, ~ME (e) *mb.* 1. Që ka nevojë për ujë; që ka etje, i etur. *Bimë (tokë) e etshme.*
2- *fig-* Që ka dëshirë të zjarrtë për diçka; që synon në mënyrë të papërmbajtur për të bërë a për të arritur diçka; që ka etje për diçka, që ka lakmi të madhe, lakmitar; i etur. *etshëm për liri (për arsini, për kul-turë, për dije). I etshëm për lavdi (për pushtet)., Sy të etshëm.*
ETSHËM *ndajf.* 1. Me etje (për dike kur pi ujë). *Pinte etshëm.*
2. *fig.* Me dëshirë të madhe; me zjarr; me ngulm. *Punonin etshëm.*
ETSHOHEM *vetv.* Etem.
ETSHOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. Etem.
ETUAR (i,e) *mb.* I etur. *Udhëtar I etuar.*
ETUR (i,e) *mb.* I etshëm. *Me buzë të etura. I etur për punë.*
ETH *kal,* ~A, ~UR. Bëj të mbarset lopa me dem, mbaj lopën në dem, mbars. *Eth lopën me dem.*
ETHACAK,~U *m. bot.* Bimë barishtore që për-doret në mjekësinë popullore kundër etheve.
ETHATOR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Dem, mëzat a hamshor dyvjeçar.
ETHATORE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Kafshë femër (lopë, dose etj.), që ethet. 2.;Ftujë.
ETHE,~JA *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Gjendje e sëriiurë e trupit të njeriut që shfaqet me zjarrmi, me rrahje të dendura të pulsit dhe zakonisht me rreqethje e të dridhura; temperature e lartë e trupit, ijarrmi. *Ethe mbytje* ethe që nuk kane shfaqje të
jashtme shumë *t&* dukshme (zjarrmi të lartë, të dridhura etj.), por që të dërrmojnë trupin. *Ethe të rrasëta. Ethet e lindjes* infeksion që shkaktohet te gru-aja pas lindjes ose pas dështimit nga disa mikrobe dhe shoqërohet me temperature. *Ethe më të dridhura. Shtatë pale ethe* ethe shumë të forta. *E zunë (e kapën) ethet. E dredhin ethet. E bluan (e dërrmuan) ethet. Me shtypin ethet* ndiej pak si ethe, me kanë zënë pak ethet.
2. Përdoret si gjymtyrë e parë në disa emërtime të pathjeshta të sëmundjeve, që zakonisht shkaktojnë zjarrmi e të dridhura. *Ethe malar ike. Ethet e verdha* sëmundje ngjitëse që shfaqet në mënyrë të menjë-hershme me temperature të lartë, me dhembje koke e të shpines, me dobësi të theksuar, me përzierje dhe të vjella. *Ethet e gushtit (e verës, e vjeshtës). Ethet e kënetës* malaria. *Ethe Malte* bruceloza.
3. *zakon. sh. fig.* Gjendje shumë e shqetësuar, me ndjenja, emocione e shqetësime të forta dhe me dë-shira e synime të zjarrta; frikë e madhe. *Ethet kriju-ese. Ethet e lojës. Ethet e provimeve. Ethet e luftës. Ethet e burses (në vendet kapitaliste). I kalli (i shtiu) ethet dikujt* e trembi

shumë, i kalli frikën. *E tune ethet (shtatë pale ethe) M* frjkësua shumë, e zunë të dridhurat. *Është (jeton, punon) në (ndër) ethe.*
• Është ethe e butë *shih* fe BUTE (i,e). Bar ethesh *bot.* trikë. Lule etbesh *bot.* trikë.
ETHEPRURËS,~E *mb.* Që sjell a shkakton ethe. *Kënetë etheprurëse.*
ETHET *vetv.* 1. Kërkon dem (për lopën); do të mbarset (për dosën etj.). *Ethet lopa me mëzat. 2,Pës.eEm.*
ETHJE,~JAJA. ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeVe ETH, ETHET. *Dem per ethjen e lopëve.*
ETHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është plot shqetësime e emocione, që ka plot dëshira e synime të zjarrta, që bëhet me ethe; që bëhet në mënyrë shumë të ngutshme; që shpreh një shqetësim të theksuar. *Veprimtari (fushatë) e ethshme. Përpjekje (përga-titje, plane) të ethshme. Ditë e ethshme. Gjendje e ethshme. Sy të ethshëm. Vështrim i ethshëm. Në mënyrë të ethshme.*
EUFEMIZËM,~MI *m.sh.* ~MA, ~MAT *libr.* Fjalë ose shprehje që përdoret në vend të një fjale a shprehjeje tjetër, të cilën nuk duam ose nuk duhet ta zëmë në gojë, fjalë a shprehje e butë a e zbutur (p.sh. të bukurat për "grykët", e paemra për "sëmun-djen e shpretkës", buzëlidhuri për <<i vdekuri", gojë-lidhuri për "ujkun"; nuk thotë të vërtetën në vend të "gënjen", u nda prej nesh në vend të "vdiq" etj.). *Per-dor një eufemizëm.*
EUFONl,~A . *gjuh. shih* BUKURTINGËLLIM, ~I.
EUFONIK,~E *mb. gjuh. shih* BUKURTINGË-LLUES,~E.
EUFORl,~A 1. *mjek.* Gjendje shpirtërore e sëmurë, kur njeriu pushtohet nga ndjenja të forta gëzimi, kënaqësie e lumturie, e cila shkaktohet nga ndonje sëmundje nervore, nga veprimi i narkotikëve, i pijeve alkoolike etj. *Gjendje euforie. Shfaqje euforie.*
2. *libr.* Gëzim i madh e i papërmbajtur, ndjenjevetëkënaqësie e gëzimi të tepruar. *Cast eitforie. Flet me eufori. Të mos biem në euforil*
EUFORlK,~E *mb.* Që ka të bëjS me euforinë, i euforisë; që shpreh eufori; që shkakton eufori. *Gjen-dje euforike. Ndjenjë euforike. Artikull euforik. Pije euforike.*
EUKALIPT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Dru gjith-monë i gjelbër, me prejardhje nga Australia, që rritet shumë shpejt dhe ka trung shumë të lartë e gjethe të holla të merme, nga të cilat nxirret një lloj vaji që përdoret në mjekësi e në industri. *Dru eukalipti. Gjethe eukalipti. Vaj eukalipti.*
EUNCK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Burrë i tredhur që ruante grate e haremit. *Eunuk haremi.*
EVARl,~A . *vjet. shih* MIRËNJOHJE,~A.
EVARlSHËM (i), ~ME (e) *mb. vjet.* Mirënjohës. *Tregohej i evarishëm.*
EVGJlT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesëtar i një grupi banorësh të disa qyteteve të vendit tone e të vendeve të tjera të Ballkanit, prejardhjen e të cilëve populli e lidh me Egjiptin.
2. *si mb.* Që i përket kësaj popullsie; që është kri-juar nga ajo popullsi, që është veti e saj.
EVGJITËRI,~A . *përmb.* Tërësia e evgjitëve, evgjitët.
EVIDENCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *zyrt.* Shënime ose të dhëna që mbahen në një fletë letre a në një re-gjistër, të cilat pasqyrojnë gjendjen e puneve a të veprimtarisë së njerëzve, të ndërmarrjeve, të institu-cioneve etj.; vetë fleta e regjistri ku mbahen shënime të tilla; pasqyrë. *Evidence ditore (javore, mujore, vjetore). Evidence ekonomike (statistikore). Evidence iishtarake. Evidencat e detyrirnit shkollor. Hap (plotësoj) evi-dencën. Mbaj evidencën. Vë (fut) në evidence* e shënoj, e regjistroj. *Heq nga evidenca* e çregjistroj. *Marr në evidence* e regjistroj. *Hyj në evidence* regjistrohem. *Shënoj në evidence. Mbaj në evidence* e mbaj shënim, e shënoj që ta kem parasysh.
2. *libr.* Dukje. *Nxjerr (vë) në evidence. Del në evidence.*
EVLAT,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT *bised.* Fëmijë, pjella e dikujt (bir ose bijë). *Evlati im. E kam evlat.*
EVOLUCION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *filoz.* Një nga format e lëvizjes në natyrë dhe në shoqëri, zhvi-llimi i një sendi a dukurie nga një gjendje më e ulët në një gjendje më të lartë nëpërmjet kalimeve a ndry-shimeve sasiore të ngadalshme e shkallë-shkallë, të cilat bëjnfi të mundshme edhe ndryshimet cilësore. *Evolution i vazhdueshëm. Evolution i shpejtë (i nga~ dalshëm). Evolution historik. Evolucioni i ideve. Fazë evolucioni. Evolucioni dhe revoludoni.*
2. *biol.* Zhvillim shkallë-shkallë dhe i ngadaltë i bimëve e i kafshëve nga një lloj në tjetrin ose nga format më të hershme e më të thjeshta tek ato më të ndërlikuara e më të përsosura. *Evolucioni i njeriut. Evolucioni i bimëve (i kafshëve). Teoria e evolucionit.*
3. *libr.* Proces i ndryshimit dhe i zhvillimit të nga-dalshëm e shkallë-shkallë të diçkaje nga një gjendje në një tjetër; evoluim. *Evolution ekonomik (kulturor). Evolucioni i një sëmundjeje. Evolucioni i një gjuhe. Evolucioni i shijeve. Evolucioni i Tjkës (i Gjithësisë).*
EVOLUIM,~I m. *libr,* Veprimi sipas kuptimit të foljes EVOLUON. *Evoluim ikonomik (kulturor). Evoluim i brendshëm. Evoluimi i jetës. Evoluimi i këngës (i shijeve, i veshjeve, i artit).*
EVOLU ON *jokal.,* ~OI. ~^AR *libr.* Ndryshon e zhvillohet ngadalë e shkallë-snkallë, pëson evolu-cion; kalon nëpër një varg ndryshirnesh e zhvillimesh. *Evoluon arti (folklori). Evoluojnë shijet. Gjendja ka evoluar.*
EVROPIAN,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Evropës ose me prejardhje nga Evropa.
EVROPIAN ~E *mb.* Që lidhet me Eyropën Ose me evropianet, që është karakteristik për Evropën ose për evropianet, i Evropës ose i evropianëve; që është krijuar nga evropianet; që ndodhet në Evropë. *Vendet (shtetet) evropiane. Popujt evropianë. Kultura evropiane. Turqia evropiane.*
EZMER,~E *mb.* 1. Zeshkan; i zeshkët. *Djalë ezmer. Vajzë ezmere. Fytyrë (lëkurë) ezmere.*
*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Kjo ngjyrë u shkon ezmerëve (ezmereve).*
EZOFAG,~U *nt.sh.* ~Ë, ~ËT *anal.* Pjesë e apa-ratit të tretjes, si gyp, që çon ushqimin nga goja në stomak. *Ezofagu i njeriut. Ngushtimi (zgjerimi)* i *ezo-fagut.*
EZHDËRHA,~JA *f.sh.* ~, ~TË. 1. *mit.* Figure e besimit popullor që përfytyrohej si kuçedër; bollë-sharde. *hhte si ezhdërha.*
2. *fig.* Njeri me trup shumë të madh e të forte; trim i madh, dragua.

# Ë

1. Një nga zanoret e gjuhës shqipe dhe shkro-nja e tetë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë zanore. *Zanorja ë. Tingulli ë. Shkronja ë.*
2. *si em. f.* Zanorja dhe shkronja 8. *Ë-ja e madhe (e vogël). Ë-ja e dorës (e shtypit).*
Ë ii *pj.* 1. Përdoret zakonisht në fund të fjalive pyetëse për të përforcuar pyetjen. *Ashtu mendon ti, ë? Atëhere kush duhet të përgjigjet për atë, ë? STtë vjen mirë, ë?*
2. *bised.* Përdoret zakonisht veçan, kur kërkojmë të përsëritet një pyetje ose një mendim që nuk është dëgj,uar mirë. *Ë? Flisni edhe një here ju lutem,se nuk e dëgjoval*
3. Përdoret zakonisht në fund të një fjalie kur shprehim habi, ironi, qesëndi, mospërfillje, zemërim, miratim etj.; a. *Nuk do të vijë, ë? Nuk ta dha, ë?*
Ë in *pasth.* 1. Përdoret zakonisht e përsëritur për të shënuar zërin që del kur qan një fëmijë a di-kush tjetër ose kur rënkon një i sëmurë; ëh. *Bënte ë, ë, ë.*
2. Përdoret kur shprehim kënaqësi, miratim etj. ose për të përforcuar shprehjen e këtyre ndjenjave. *Ë, sam'u be qejfil*
3. Përdoret kur kujtohemi papritur për diçka. *Ë, po, m'u kujtua tashti.*
ËH *pasth. bised.* 1. Përdoret për të shënuar zërin që nxjerr dikush kur rënkon, ë. *Ëh, ëh, dëgjohej rën-kimi i plakut.*
2. Përdoret kur shprehim keqardhje për diçka; ë. *Ëh, ç'më shpëtoi!*
ËHË I- *pasth. bised.* 1. Përdoret për të shprehur keqdashje, përbuzje, mospërfillje, dyshim a mosbesim, habi etj.; aha. *Ëhë, le ta përsëritë po të dojë! Ëhë, dashka dhe ai! Ëhë, ç'paska bërët Ëhë, ç'ia punoi! Ëhë, s'na doli gjë.*
2. Përdoret kur shprehim keqardhje, dëshpërim a pendim. *Ëhë, deri aty paska shkuar puna? Ëhë, ja që ndodhi tashti, s'kemi ç'bëjmë.*
11. *pj. bised.* Përdoret kur shprehim një pohim a miratim në mënyrë jo të përcaktuar qartë, me kup-timin "posi", "posi jo", "ashtu është" (zakonisht si përgjigje). D *Eshtë imirë,apojo? — Ëhë.* Q Q *Të pëlqen? — Ëhë.* D D Si *thua, nisemi? — Ëhë.* D
EMBËL,~LA (e) . *sh.* ~LA, ~LAT (të). 1. Ëm-
bëlsirë. *Ha të ëmbla.*
2. Cilësia e diçkaje të ëmbël, vetia e asaj që është e ëmbël; embëlsi. *E ëmbla dhe e hidhura. Shija e së ëmblës.*
3. *zakon. sh. euf.* Sëmundje të rënda që u bien f6mijëve (lia, kolla e mirë, fruthi etj.). *E zurl e ëmbla. I kaloi të ëmblat. Shpëtoi nga të ëmblat.*
ËMBËL,~LIT (ta) as. Ëmbëlsi, butësl. *foil më të ëmbël* i foli më të butë. *E mori më të ëmbël* e mori më të mirë e me të butë.
ËMBËL (i,e) *mb.* 1. Që ka shijen e sheqerit ose të mjaltit; që është bërë a eshtë përgatitur me sheqer, me mjaltë, me reçel ose me prodhime që përmbajnë sheqer; që ka ëmbëlsi (për ushqimet, gatesat); *kund.* 1 Wdhur. *Mollë (dardhë) e ëmbël. Fik (rrush) I ëmbël. Verë e ëmbël. Pije të ëmbla. Kafe e ëmbël. I ëmbël si mjaltë.*
2. Që të kënaq me shijen që ka, që ta ka ënda ta shijosh, i shijshëm; që nuk përmban shumë kripëra ose lëndë të tjera të pashijshme a të dëmshme. *Vjë i ëmbël. Me bukë të ëmbël! ur.* me jetë të lumtur!
3. Që nuk ka kripëra të tepërta a lëndë të tjera të dëmshme (për token). *Tokë e ëmbël. Vend i ëmbël.*
*4.* Që të kënaq veshin, syrin a hundët, që ta ka ënda ta dëgjosh, ta shikosh a t'i marrësh erë, i butë e le-dhatues, tërheqës, i këndshëm (për një zë, një tingull, një pamje, një erë të mirë etj.). *Zë i ëmbël. Melodi e ëmbël. Fytyrë e ëmbël. Sy të ëmbël. Ngjyrë e ëmbël. Kundërmim (parfumj i ëmbël.*
5. Që të ben të ndiesh kënaqësi trupore a shpirtë-rore; i këndshëm; i butë; që është plot kënaqësi, gë-zim e lumturi. *Diell i ëmbël. Dritë e ëmbël. Ngrohtësi e ëmbël. Klimë e ëmbël. Dëborë e ëmbël. Të ftohtë i ëmbël. Gjumë i ëmbël. Fjalë e ëmbël. Shikim (vështrim) i ëmbël. Jetë e ëmbël. Ditë të ëmbla. Ëndrra të ëmbla. Kujtime të ëmbla.*
6. Që sillet mirë e butë më të tjerët; i dashur, i shoqërueshëm. *Njeri i ëmbël. Shoqëri e ëmbël. E ka gjakun të ëmbël* e duan të tjerët, është i dashur e i shoqërueshëm. *Ka gojë të ëmbël* është gojembëi.
7. I butë, jo i ashpër (për diçka që e prckim). *Lë-kurë e ëmbël. Sipërfaqe e ëmbël.*8. Që nuk është shumë i pjerrët, që nuk bie thikë (për kodrat, shpatet); që shkon a rrjedh qetë; që bëhet qetë e pa tronditje. *Shpat i ëmbël. Kodër e ëmbël. Zbritje (pjerrësi) e ëmbël. Rrjedhje e ëmbël. Fluturim I ëmbël.*
*9. iron.* Që përdoret sa për t'ia bërë qejfin dikujt (për fjalë, fraza etj.). *Fjalë (llafe, fraza) të ëmbla.*
*k* Fjalët të ëmbla, punët të tharta *shih te* FJALË, ~A. KolJa e ëmbël (e mirë, e bardhë) *injek., euf. shih te* KOLLË,~A. Limon i ëmbël *bot.* )imetë.
ËMBËL *ndajf.* 1. Në mënyrë të tillë që të kënaq kur e dëgjon. *Flet ëmbël. Këndon ëmbël.*
2. Me butësi e me dashamirësi; butë. *Sillet ëmbël. Vështron (përgjigjet, buzëqesh) ëmbël.*
3. Qetë, pa tronditje, butë; pa bërë zhurmë. *Rrjedh ëmbël. Bie ëmbël.*
ËMBËLAK,~E *mb. përk.* I ëmbël, i këndshëm. *Fytyrë ëmbëlake. Sy ëmbëlakë.*
ËMBËLOSH,~E *mb.* Që është pak i ëmbël, që yjen si i ëmbël. *Verë ëmbëloshe. Rrush ëmbëlosh.*
ËMBËLSI,~A. 1. Të qenët i ëmbël, vetia e diçkaje që është e ëmbël. *Ëmbëhia e sheqerit (e mjaltit, e rrushit, e verës, e gështenjës).*
2. Cilësia e diçkaje që ta ka ënda ta dëgjosh, ta sjiohësh a t"i marr,ësh erë, që të jep kënaqësi trupore e|shpirtërore; të qenët tërheqës a i këndshëm; të qenët ibutë, i dashur e i shoqërueshëm. *Ëmbëhia e zërit. Ëmbëhia e fytyres së saj. Ëmbëhia e syve (e vështrimit). Ëmbëhia e kundërmimit të luleve. Ëmbëlsia e jetës. Me ëmbëlsi* me butësi e me dashuri, ëmbëlsisht, ëmbël.
ËMBËLSlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ËMBËLSOJ, ËMBËLSOHEM.
ËMBËLSIQ,~E *mb.* 1. Pak i ëmbël, shumë me pak i ëmbël nga ç'duhet; i ëmbël, por pa shije; i pakënd-shëm. *Shije ëmbëlsiqe.*
2. *si em.* .'~E, ~JA *sh.* ~E, ~ET. Ëmbëlsirë me fare pak sheqer ose që ka sheqer shumë me pak nga ç'duhet; gatesë e ëmbël, por jo e shijshme.
ËMBËLSIRASHITËS,~I *m.sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që bënte e shiste ëmbël;, a.
ËMBËLSIRË,~A *sh.* ~A, ~AT. Gatesë që bëhet me sheqer, me mjaltë, me reçel a me diçka tjetër të ëmbël;

një cope a një pjesë nga kjo gatesë. *Ëmbëlsirë me arra (me bajame). Pjatë (pirun, lugëf thikë) për ëmbëhira. Punishte ëmbëlsirash. Ha një ëmbëhirë. I pëlqejnë ëmbëhirat.*

ËMBËLSISHT *ndajf.* Me ëmbëlsi, ëmbël, butë. *Flet ëmbëlsisht. I buzëqeshi (e vështroij ëmbëlsisht. Tingëllon ëmbëlsisht.*

ËMBËLSOHEM *vetv.* 1. *vet. veto HI.* BëHet e ëmbël njp gatesë, duke i shtënë sheqer a diçka tjetër të ëmbël; bëhet më e ëmbël një gatesë, duke i shtuar sheqer ose një pemë, duke e lënë të piqet mirë. *Ëmbëhohet kadaifi frevania, bakllavaja). Ëmbëhohet molla (rru-shi, qershia).*

*2.* Ha diçka të ëmbël dhe ndiej shijen e saj në gojë; fut diçka të ëmbël në gojë për të larguar shijen e hidhur, të kripur a të thartë. *U ëmbëhuari me Ho-kume.*

3. *vet. veto III fig.* Bëhet e butë, zbutet (për klimën). *Ëmbëhohet moti.*

4. *vet. veta HI fig.* Nuk dhemb a nuk djeg me si me: pare, fillon pak nga pak të përmirësohet e të shë-
rohet (për një plage, një lungë etj.). *U ëmbëhua plaga.*

*5. fig.* Me kalon a me largohet zemërimi, qetësohem nga fjalët e mira e të ëmbla që me thotë dikush, zbu-tem; bëhem me i butë, me i dashur e me i shoqërueshëm; *vet. veta III* zbutet një gjendje e acaruar, qetësohet diçka; nuk ka me vrazhdësinë a ashpër-sinë që kishte ose që shprehte (për fytyrën, për sjelljen, për fjalën etj.). *Kohët e fundit është ëmbëlsuar. U ëm-bëlsuan fjalët. U ëmbëhuan marrëdhëniet. U ëmbëhua në fytyrë* u çel duke shprehur kënaqësi për diçka.

6. *vet. veta HI fig.* Bëhet e këndshme, e gëzueshme a e lumtur (jeta a puna e dikujt, biseda etj.).

7. *vet. veta HI fig.* Bëhet me pak i pjerrët, vjen me i shtruar e jo fare thikë; bie me butë e me qetë. *Ëm-bëlsohen shpatet. Ëmbëhohet rrjedhja e lumit.*

8. *fig.* Mësohem me diçka, nuk me duket e huaj; fillon të me pëlqejë diçka, filloj ta ndiej a ta kuptoj dobinë që kam prej diçkaje. *U ëmbëhuan me fshatin.*

ËMBËLSOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E bëj diçka më të ëmbël. *Ëmbëhoj reçelin (hallvën, çajin, shurupin).*

2. Bëj që të ndiejë ëmbëlsi në gojë; i jap dikujt të hajë diçka të ëmbël. *Ma ëmbëlsoi gojën. Na ëmbëlsoi me llokume.*

3. I pakësoj kripërat e tepërta a lëndët e tjera të dëmshme (për token). *Ëmbëhon token.*

*4. fig.* E bëj të këndshme, të gëzueshme a të lumtur (jetën e dikujt, bisedën etj.). *(la) ëmbëlsoi jetën. E ëmbëlsoi bisedën.*

5. *fig.* I heq zemërimin dikujt, e qetësoj dike me fjalë të mira e te ëmbla, e zbut; zbut një gjendje të acaruar; i heq vrazhdësinë a ashpërsine diçkaje. *E ëmbëlsoi plakun. I ëmbëhuan marrëdhëniet.*

6. *fig. keq.* E zbukuroj diçka sa për sy e faqe, e vesh një mendim me fjalë të bukura e të buta, që fshehin përmbajtjen e vërtetë; sheqeros.

7. *fig. bised.* Bëj që t'i pakësohet dhembja, dësh-përimi a hidhërimi, ia bëj më të lehtë. *la ëmbëlsoi dhembjen (plagën).*

8. *jokal. vet. veta III krahirt., euf. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Ther, sëmbon; dhemb. *Me ëmbëhon në anën e majtë. Me ka ëmbëlsuar tërë natën në brinjë.*

• E ëmbëlsoi me shcqerka *dike shih te* SHE-QERKË,~A.

ËMBËLSUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me i ëmbël nga ç'ka qenë.

2. *fig. keq.* Që është thënë me fjalë të ëmbla sa për sy e faqe; i sheqerosur. *Politikë e ëmbëlsuar. Fja-Urn i ëmbëlsuar.*

ËMBËLTI,~A . Ëmbëlsi. ËMBËLTIM,~I *m.* Ëmbëlsim. ËMBËLTOHEM *vetv.* Ëmbëlsohem. ËMBËLTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Ëmbëlsoj.

ËMBËLTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me gatimin e ëmbëlsirave, ai që bën ëmbëlsira. *Ëm-bëltor i vjetër.*

ËMBËLTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dyqan ku shiten ëmbëlsira. *U ulën në një ëmbëltore.*

ËMBLAS *ndajf.* Duke i shprehur ndjenja dashuriea kënaqësie, ëmbël, ërabëlsisht. *E përkëdhel ëmblas. Pëshpërit ëmblas.*

ËMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gruaja kundrejt fëmijëve që ka bërë, nënë. *E ëma* nëna e saj a e tij. *E ëma e vajzës. Jot ëmë. Ëmë e bijë (e bir). Kushëri nga e ëma.*

2. Kafsha femër kundrejt të vegjëlve të saj, nënë. *Pi tek e ëma.*

• Si e ëma dhe e bija *mospërf.* njësoj, nuk kanë dallim. Flet si e ëma e Zeqos majë thanes *thjeshtligj.* flet kot, pa u menduar, flet kot së koti. Po nuk qau fëmija, nuk i jep e ëma (nëna) sisë (gji, të pijë) *fj. u. shih te* QAJ.

ËNDET *vetv.,* ~(u), ~UR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me pëlqen diçka; dua ta kem, kam dëshirë për diçka, ma ka ënda, ma do qejfi.

ËNDË,~A . Ëndje, kënaqësi. *Ënda ime. Ëndë e veçantë. Kam ëndë. Ha me ëndë. I shkon sipas ëndës. Ma ka ënda* me pëlqen diçka; dua ta kem, kam dëshirë për diçka.

ËNDËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. 1. Ajo
që shohim në gjumë, varg vegimesh, figurash, ngjar-jesh etj. që na shfaqen kur flemë. *Ëndërr e keqe (e frikshme, e llahtarshme, e çuditshme). Pashë një ëndërr. E pashë në ëndërr. M'u shfaq (me doli, m'u be) në ëndërr. Si në ëndërr.*

2. Dëshirë e zjarrtë për diçka që duam të na plo-tësohet në të ardhmen. *Ëndërr shekullore. Ëndrrat e rinisë. Ëndrrat e poetit. Thur ëndrra. lu përmbushën (iu plotësuart) ëndrrat.*

3. Diçka e krijuar nga përfytyrimet, nga irnagjinata ose nga fantazia; dëshirë a synim që nuk mund të plotësohet, diçka e ëndërruar me kot, lodër e fanta-zisë; gjë e kotë, iluzion. *Ëndrra me sy hapur (me sy çelur, zgjuar, në mes të ditës, në diellj* dëshira të kota që nuk mund të plotë&ohen asnjëherë. *Rronte me ëndrra. Ajo ishte vetëm një ëndërr.*

Përkëdhel një ëndërr *shih te* PËRKËDHEL.

ËNDËRRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes ËNDËRROJ. *£n-dërrim i ëmbël. Zgjohem nga ëndërrimi.*

*2. psikol.* Lloj i veçantë i imagjinatës kur njeriu krijon në mendje figura, ide etj. për diçka që dë-shiron t'i plotësohet në të ardhmen; imagjinatë. *Ën-dërrim aktiv. Ëndërrim pasiv.*

3. Ëndërr. *Ëndërrimet e rinisë.*

ËNDËRRIMTAR,~E *mb.* Ëndërrues. *Të rinj ën-
dërrimtarë. Me sy ëndërrimtarë.*

ËNDËRRIT *jokal..* ~A, ~UR. Ëndërroj. ËNDËRRITËS,~E *mb.* Ëndërrues, ëndërrimtar. ËNDËRRlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Ëndërrim.

ËNDËRROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. edhe *kal.* Me shfaqen në gjumë vegime, figura, ngjarje etj.; shoh në

ëndërr; shoh një ëndërr. *Ëndërrova tërë na-tën sikur udhëtoja me anije>*

*1.* I shoh e i mendoj gjërat jo siç janë a siç mund të jenë në të vërtetë, por si në ëndërr; krijoj diçka me anë të fantazisë, fantazoj. *Rrinte e ëndërronte.*

3. *kal.* Dëshiroj me zjarr të arrij një qëllim, thpre-
soj të me plotësohet një dëshirë a një synim që kam në shpirt. *Ëndërronte të bëhej shkrimtar. Ëndërronin ta shihnin Shqipërinë të lire.*

4. *kal.* Parashikoj diçka për të ardhmen; e marr me mend, e përfytyroj. *Ëndërron shokun e jetës.*

5. *kal.* Sjell ndër mend diçka, kujtoj me mall; mendoj për diçka që e kam thellë në. zemër. *Ëndërronte vendlindjen (fëmijët). Ëndërron kohën e rinisë.*

ËNDËRRSHPJEGUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* 1. Ai që gjoja parashikonte të ardhmen c dikujt duke u mbështetur në ëndrrën që ky kishte pare, ai që shpjegonte ëndrrat.

2. Libër që gjoja shpjegonte ëndrrat.

ËNDËRRT (i,e) *mb.* Që është a që bëhet si në ëndërr, fantastik; shumë i këndshëm. *Udhëtim i ëndërrt.*

ËNDËRRTAR,~E *mb. poet.* 1, Ëndërrues, ëndërrimtar. *Poet ëndërrtar. Sy ëndërrtarë. Vështrim ëndërr-tar.*

*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

ËNDËRRUAR (i,e) *mb.* Që është dëshiruar me zjarr prej dikujt; qe ka qenë një ëndërr për dike. *Fi-torja e ëndërruar. Dita e ëndërruar. Lumturia e ëndërruar.*

ËNDËRRUES,~E *mb.* 1. Që i pëlqen të ëndërrojë, që ëndërron t'i plotësohet një dëshirë e zjarrtë a të arrijë një qëllim të lartë. *Poetë (dijetarë) ëndërrues. I ri ëndërrues.*

2. Që largohet nga bota e vërtetë e rron me ëndrra të kota, që ka prirje të ëndërrojë gjëra të paplotë-sueshme, që rron me fantazira.

3. Që shpreh ëndërrim, që duket sikur ëndërron. *Sy ëndërrues.*

4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1, 2 të mbiemrit. *Ëndërrues i zjarrtë. Ëndërrues i pandreqshëm.*

ËNDJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Kënaqësi, dëshirë; zbavitje, dëfrim. *Ëndje e madhe. Ëndje trupore* epsh. *E bëj diçka me ëndje. Lexoj (punoj) me ëndje. Kam ëndje. Jepet pas ëndjeve.*

2. Dëshirë për të ngrënë, oreks. *Humba ëndjen. Ha me ëndje.*

ËNDRRAKOTË *mb.* Që rron me ëndrra të kota, që ëndërron diçka të paplotësueshme.

ËNDRRASHUMË *mb.* I mbushur me ëndrra. plot me ëndrra, tërë ëndrra. *Gjumë ëndrrashumë.*

ENDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1 këndshëm. *Pamje e ëndshme. Zë i ëndshëm.*

ËNJT *kal.,* ~A, ~UR *vet. vela III.* Shkakton fryrjen e trupit të një frymori a të një pjese të tij. *la ënjti dorën.*

2. *bised.* Fryj (duke ngrënë, duke pirë). *E ënjti barkun me bukë (me ujë, me verë).*

3. *bised.* E rrah shumë, e zhdëp në dru.

4. *fig. bised.* E mërzit a e shqetësoj shumë dike; e hidhëroj shumë. *Na ënjti me fjalë. Ma ënjti zemrën.*

ËNJTEM veIv. 1. Me fryhet trupi a një pjesë e tij (për shkak të një sëmundjeje, nga një godi,tje etj.); *kund.* çënjtem. *Ishte ënjtur i tëri. M'u ënjt dora (syri, këmba).*2. *bised.* Fryhem, ngopem jashtë masës. *U ënjt së rigrëni (sëpiri).*

3. *fig. bised.* Mërzitem a shqetësohem shumë; hi-dhërohem shumë; lodhera shumë, këputem. *M'u ënjt zemra. U ënjt së qari* qau shumë. *U ënjt së thirruri (së punuari, së kërkuari),*

ISNJTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vegrimi dhe gjaidja sipas kuptimit 1 të foljeve ËNJT, ËNJTEM. *Ënjtje e pjesshnte. Ënjtja e trupit.*

*2.* E ënjtur; bullungë. *Shkakton ënjtje.*

Ë^NJTUR,~A (e) *sh.* ~A, ~AT (të). Pjesa a vendi i fryrë në trupin e nje frymori; bullungë. *U ul (i shkoi) e ënjtura.*

ËNJTUR (i,e) *mb.* Që është fryrë (nga ndonjë së-mundje, nga një goditje etj.); *kund.* i çënjtur. *Me duar të ënjtura. Me fytyrë të ënjtur.*

ËSHTË. Veta e tretë e foljes JAM në numrin njëjës.

# F

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e nëntë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja f. Tingulli f. Shkronja f.*
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja f. *F-ja e madhe (e vogël). F-ja e dorës (e shtypit).*
FA,~JA. *muz.* Nota e katërt e shkallës muzikore; shenja për këtë note. *Çelësi i fasë.*
FABRIKANT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Pronar kapi-talist i një fabrike ose i disa fabrikave; prodhues ka-pitalist i një malli. *Fabrikant tekstilesh (lëkurësh).*
FABRIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndërmarrje in-dustriale me disa reparte të lidhura ndërmjet tyre, ku përpunohet lënda e parë me anë makinash dhe përgatiten prodhime të gatshme për t'u përdorur ose nxirren prodhime gjysmë të gatshme që përpunohen më tej; pjesë e një kombinati që ka disa makina; ndërtesa e kësaj ndërmarrjeje. *Fabrikë buke (mielli, vaji, birre). Fabrikë sapuni. Fabrika e sheqerit (e cigar eve, e lëkurëve, e këpucëve, e qelqit, e letrës, e tu-llave, e çimentos). Fabrika e përpunimit të qumështit (e pasurimit të kromit, e zhveshjes së orizit). Punëtorët e fabrikës. Oxhaku i fabrikës. Shtetëzimi i fabrikave.*
FABRIKlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FABRIKOJ, FABRIKOHET. *Fabrikimi i birrës (iverës).*
FABRIKOHET. *Pës. e* FABRIKOJ.
FABRIKOJ *kal.,* ~OVA, ~ÇAR. 1. Nxjerr prodhime të gatshme ose gjysmë të gatshme, duke për-punuar lëndë të parë në fabrikë, prodhoj në fabrikë. *Fabrikojnë këpucë. Fabrikojnë armë.*
2. *bised.,mospërf.* Krijoj a bëj diçka shpejt e shpejt dhe me shumicë, por me cilësi të dobët. *Fabrikonte drama.*
3. *fig. keq.* Krijoj e përhap vazhdimisht diçka të paqenë, sajoj diçka që s'është e vërtetë; shpif, trilloj. *Fabrikonte gënjeshtra (shpifje).*
FABUL,~A . *sh.* ~A, ~AT *folk., let.* 1. Tregim i shkurtër, në vargje a në prozë, që ka si personazhe kafshë, bimë ose sende, veprimet dhe fjalët e të cilave kanë kuptim alegorik e japin një mësim nga përvoja e jetës; përrallez. *Fabula e qengjit dhe e ujkut. Fabulat e Ezopit.*
2. Tërësia e ngjarjeve që janë renditur në një vepër letrare njëra pas tjetrës; subjekt. *Fabula e tregimit.*
FABULIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shkruan fabula. *Fabulistët klasikë. Fabulist i njohur.*
FAGOT,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *muz.* Vegël frymore prej druri, me një gyp të gjatë, të zgjeruar pak nga fundi e me shumë çelësa, që nxjerr një zë të ulët. *1 bie fagotit.*
FAIZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Fajde. *Para mefaiz.*
FAJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprim a sjellje që shkel rëndë rregullat ose normat morale të shoqërisë, të një organizate etj. dhe që duhet dënuar; gabim i rëndë. *Faj i rëndë (i madh). Bërifaj. E lau (e shleu) fajin. la fali fajin. E zunë në faj.*
*1.* Përgjegjësia që ka dikush kur prish një rregull, kur shkel një normë morale ose kur nuk kryen një detyrë shtetërore a shoqërore. *Ka (s'ka) faj. E pranoi fajin. la hodhi fajin një tjetri. E ngarkoi me faj. Faji është jetim. keq.*
3. *drejt.* Veprim ose mosveprim i një njeriu kur ai i ka parashikuar pasojat e rrezikshme të veprës së tij për shoqërinë dhe i ka dëshiruar ato, kur me vetë-dije c me dashje ka bërë që të vijnë ato, kur ka parashikuar se nga vepra e tij mund të vijnë pasoja të rrezikshme për shoqërinë, por me mendjelehtësi ka shpresuar t'i ndalojë.
4. *bised.* Shkak (për diçka që nuk shkon mirë). për *fajin e tij.*
FAJANCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vet. nj.* Qe-ramikë e hollë, që përgatitet nga një lloj deltine e bardhë, të përzier me gjips e me lëndë të tjera dhe që përdoret zakonisht për të bërë enë kuzhine, pllaka për të veshur muret etj. *Enë (pllaka) prej fajance.*
2. *kryes. sh.* Enë ose sende të tjera prej kësaj qe-ramike. *Prodhon fajanca.*
FAJDE,~JA *., sh.* ~, ~TË. 1. *vjet.* Shumë në të holla që merrte fajdexhiu mbi borxhin e dhënë. *Para me fajde. I hipi fajdeja.*
2. *bised.* Dobi. *Ka fajde. S'bën fajde.*
FAJDEXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Ai që jepte para me fajde. *Të rripnin fajdexhinjtë.*
FAJËSl,~A . *drejt.* Të qenët fajtor; pjesëmarrja e dikujt në një faj a në një krim. *Fajësia e të pandehurit. Prove fajësie. Shkalla e fajësisë. Njohu (pranoi) fa-jësinë. Provoj (vërtetoj) fajësinë.*
FAJËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FAJËSOJ, FAJËSOHEM.2. Fajësi. *Provat e fajësimit.*
FAJËSOHEM *vetv.* 1. E bëj veten me faj; pranoj se kam bërë një faj, e quaj veten fajtor; *kund.* shfajë-sohem.
2. *Pës. e* FAJËSOJ.
FAJËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E ngarkoj dike me faj, e quaj fajtor; *kund.* shfajësoj. *Fajësonte Veten (të tjerët).*
FAJËSUES,~E *mb.* Që përmban a shpreh një akuzë, paditës, akuzues. *Me ton fajësiies. Vështrim fajësues.*
FAJKË,~A .. *sh.* —A, ~AT. Secila prej faqeve anësore të anIjes ose të lundrës. *Fajka të larta. Fajkat e anijes (e lundrës). Qëndroi mbi fajkë.*
FAJKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I jap shkëlqim një orendie, dyshemesë etj., duke e fërkuar fort me diçka. *Fajkoj dyert.*
FAJKORE,~JA I . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Femra e fajkoit.
FAJKORE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET. Lundër e madhe; anije e vogël. *Peshkojnë me fajkore.*
FAJKUA,~OI *m. sh.* ~^NJ, ~ONJTË. 1. *zool.* Shpend grabitqar me krahë të mëdhenj, me sqep të shkurtër e të kthyer, me kthetra të forta dhe me bisht të bardhë; skifter. *Fluturonte si fajkoi. U sul si fajkua.*
2. *fig.* Njeri i gjallë, i shkathët, trim e guximtar; petrit. *Ishte fajkua.*
FAJTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Fajësoj. 2. *jokal.* Bëj faj. *S'ka fajtuar.*
FAJTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka bërë njfi faj (edhe *drejt.). Ai është fajtori. U zbulua (ukap, u dënita) fajtori.*
FAJTOR,~E *mb.* Që ka bërë një faj (edhe *drejt.);* që ka përgjegjësi për diçka që nuk shkon mirë; *kund.* i pafajshëm. *Njeri fajtor. Pala fajtore.*
FAKFUN,~I *m.* Lëndë që përftohet rtga Iidhja e bakrit me nikelin, i ngjan argjendit dhe përdoret për të bërë kuti, luge, pirune etj. *Kuti fakfuni.*
FAKlR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Murg endacak mysliman (kryesisht në disa vende të Lindjes) ose asket indian, që rron duke lypur a duke bërë nëpër rrugë lodra tërheqëse

me gjarpërinj të zbutur, me mjete që mundojnë trupin etj. *Fakir indian. Jetë fakiri.*
*2. bised.* Njeri i varfër që është për t'u mëshiruar, njeri i mjerë. *Ç'të bënte, fakiri!*
FAKIRFUKARA, ~AI *m. bised.* 1. *përmb.* Shtresa më e varfër e popullsisë në vendet kapitaliste, që shtypet e shfrytëzohet në mënyrën më të egër, të var-fërit, të këputurit. *Plaçkitin fakirfukaranë. S'çajnë kokën për fakirfukaranë.*
*2.* edhe *sh.* ~ENJ, ~ENJTË *fig.* Njeri i varfër, njeri i mjerë, i shkretë, që është për t'u mëshiruar.
FAKSIMILE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *libr.* Ripro-dhim i përpiktë i një dorëshkrimi, i një dokumenti, i një tabloje etj., që bëhet duke e fotografuar ose duke e shtypur; dorëshkrimi, dokumenti etj. i riprodhuar në këtë mënyrë. *Faksimile e titullit të librit. Botoj një faksimile.*
FAKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ngjarje a veprim *qi* ka ndodhur në të vërtetë; diçka që ekziston objek-
tivisht e realisht, diçka që është e vërtetë. *Fakt i njohur (i pakundërshtueshëm). Fakt historik. Fakt gjuhësor. Është fakt.*
2. Dëshmi a diçka tjetër që njihet e pranohet si e vërtetë dhe shërben për të argumentuar, për të provuar a për të kundërshtuar një mendim, një tezë etj. ose për të arritur një përfundim. *Fakt konkret (i gjallë). Grumbullimi (sistemimi) i fakteve. E bind me fakte. Provoj me fakte.*
3. *drejt.* Dëshmi e vërtetë, diçka që dihet a që është provuar dhe sillet në gjyq për të mbështetur akuzën ose për ta kundërshtuar atë. *Fakt juridik.*
•*k* Në fakt *libr.* në të vërtetë. FAKTOHET. *Pës. e* FAKTOJ.
FAKTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Vërtetoj a provoj me fakte; jap fakte për të vërtetuar a për të argumentuar diçka. *Faktoj me shifra (me argumente).*
FAKTOR,~I *tn. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *libr.* Rrethanë a force lëvizëse që ndihmon të kryhet një punë, të arrihet një përfundim etj.; fakt që përcakton rrugën e zhvillimit të një dukurie a të diçkaje tjetër. *Faktor kryesor (vendimtar, i rëndësishëm). Faktor objektiv (subjektiv). Faktor pozitiv (negativ). Faktor i brend-shëm (i jashtëm). Faktor politik (ekonomik). Faktori njeri. Faktori kohë.*
*2. mat.* Një numër i plotë, me përjashtim të një-shit, më të cilin mund të plotpjesëtohet një numër tjetër me i madh; numri më të cilin shumëzohet një numër tjetër; secili nga numrat e shumëzimit që japin së bashku një prodhim. *Faktor i njohur (i panjohur). Faktor i përbashkët. Dyshi, treshi, gjashta dhe nënta janë faktorët e tetëmbëdhjetës. Zbërthej në faktorë.*
FAKTORIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mat.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FAKTORIZOJ, FAKTO-RIZOHET. *Faktorizimi i një numri. Bëj faktorizimin.*
FAKTORIZOHET *mat. Pës. e* FAKTORIZOJ.
FAKTORIZOJ *kal,* ^-OVA, ~UAR *mat.* Gjej faktorët e një numri, e zbërthej në faktorë të përbashkët. *Faktorizoj një numër.*
FAKULTET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pjesë enjë shko-lle të lartë, që përfshin një degë ose disa degë të afërta të dijes; ndërtesa e kësaj pjese të shkollës së lartë; *përmb. bised.* studentët dhe punonjësit që bëjnë pjesë në të. *Fakulteti i Historisë e i Filologjisë (i Shkencave të Natyrës, i Gjeologjisë). Dekani i fakultetit. Degët (katedrat) e fakultetit. Mbaroi (kreu) fakultetin. U rreshtuan para fakultetit. I gjithë fakulteti shkoi në aksion.*
FAL *kal,* ~A, ~UR. 1. E ndjej dike për një gabim ose për një faj që ka bërë, nuk ia Vë re gabimin ose fajin, nuk e quaj me fajtor e nuk e dënoj. *la fali gabimin (fajin). Me falni për vonesën! Po të fal këtë here.*
*2.* Ia heq ose ia ul dënimin dikujt; e lë të lire, e liroj një të burgosur. *la falën dënimin. I falën jetën* nuk e dënuan me vdekje. *fali gjakun* hoqi dorë nga vrasja për hakmarrje (sipas së drejtës kanunore).
3. E liroj dike nga një detyrim, nuk ia kërkoj me. *Ifalborxhin(huanë).*
*4. I* jap dikujt një gjë pa i kërkuar shpërblim, i bëj një dhuratë, i dhuroj diçka. *fali një stilograf. Fal jetën. lart.* jap jetën, flijohem.
5. I jap dikujt një gjë për ta përdorur pak, për tapare ose për t'i bërë një lehtësi. *Ma fal pak penënl Ma falni pak ate liber, ju lutem!*
6. Përdoret në mënyrën urdhërore (së bashku me trajtat e shkurtëra të përemrit vetor me, na në rasën kallëzore), kur duam t'i drejtohemi dikujt në mënyrë të kulturuar, kur e ndërpresim dike gjatë punës a gjatë bisedës, kur duam të kundërshtojmë më të butë mendimin e shprehur nga bashkëbiseduesi etj. *Me falni, tnund t'ju pyes për diçka? Na falni, kjo është rruga e spitalit? Me falni, por unë nukjatn i një mendimi meju!*
7. *fet.* I drejtoj lutje një hyjnie; kryej lutjet e një riti fetar (në vendet ku vepron feja; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Falte sabahun (drekën). Falnin bajramin.*
8. Përshëndet.
9. Shuaj, fik. *Fal dritën (zjarrin, cigaren).*
10. Ul, përkul. *Fali kryet dhe ra për tokë.*
11. *jokal. vet. veto III.* Ulet, zbret; perëndon. *Fali dielli.*
*k* I fal zemcën *dikujt* jepem plotësisht pas dikujt e s'kursej asgjë për të. As të fal as të vret të mban me shpresa dhe nuk të kryen punë, të mban me fjalë.
FALA,~T (të) . *vet. sh.* Përshëndetje që i dër-gojmë dikujt me anë të një tjetri ose me letër; përshëndetje nga larg. *Të fala të përzemërta! Të fala të gjithëve! U bëj (jepu) të fala! I dërgoi (i çoi) të fala. Ke shumë të fala. I mora të falat e tij.*
FALANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Fshatar ose punëtor që punonte pa shpërblim për të ndihmuar dike që ishte nevojtar ose që kishte një punë të ngut-shme. *E ndihmuan falanikët.*
FALAS *ndajf.* 1. Pa paguar asgjë; pa kërkuar asnjë shpërblim, pa shpërblim. *Arsimi falas. Ndihmë mje-kësore falas. Jap falas. Purtoj falas.*
2. *Bised.* Shumë lire, gati pa para. *E shiti (e bleu) falas.*
FALEM *vetv.* 1. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* I lutem dikujt për diçka. *Të falem të vish këtu.*
2. *fet.* I drejtoj lutje një hyjnie, nderoj një hyjni duke iu lutur; lutem (në vendet ku vepron feja; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *falej zotit (perëndisë). Ishte duke u falur.*
3. Përshëndoshem me dike; përshëndet a uroj dike. *Falem me njerëzit e shtëpisë. Iu fal me gotën e pare.*
4. *bised. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Falë'nderoj. *Të falem shumë për nde-rin që me bëre.*
5. *bised.* Dorëzohem, jepem, përulem. *S'falem, se mbroj vatanin.*

6. *vet. veta III.* Shuhet, fiket (për dritën etj.); vdes (për njeriun). *U fal llamba (zjarri, cigarja). Tha ve-tëm dy fjalë dhe u fal.*
7. *vet. veta III.* Ulet, përkulet; varet poshtë, perëndon. *U falën të lashtat. U fal dheu. Iu falën gjunjët. Ufal dielli.*
8. *Pës. e FAL. Iu fal dënimi (jeta). Liria nuk falet, por fitohet me gjak. fj.u.*
• Të falem nderit *pasth.* të falënderoj, faleminderit. I falem me shëndet *dikujt* e përshëndet dike, i çoj të fala e përshëndetje. 1 qofsha falë *ur.* a) e paça, rroftë e qoftë!; i lumtë!; b) ia di për faleminderit, i jam mirënjohës. Gjeti kishë (xhami) ku të falet *iron, shih fe* KISHË,~A.
FALEMINDERIT *pasth.* Përdoret kur i shprebim dikujt mirënjohjen a falën,derimet për një të mirë që na ka bërë, për një fjalë të mirë që thotë, për një urim etj. *Ju faleminderit. I themi faleminderit. Ia dime për faleminderit dikujt* i jemi mirënjohës.
FALË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. *anal, shih* KYÇ,~13. *Falat e gishtërinjve. Fala e gjurit* pjesa prapa gjurit, ku përthyhet këmba.
2. *shih* FALËZ,~A.
FALË,~A 11 . *sh.* ~A, ~AT *etnogr.* Dhuratë (zakonisht veshmbathje) që u çonte nusja njerëzve më të afërm të burrit.
FALË *parafj.* Në sajë, për hir; për shkak... *Fall atij. Falë punës së tij...*
FALËMESHËNDET *pasth.* Përdoret për të për-shëndetur nëpërmjet një tjetri dike që ndodhet larg, me kuptimin "të fala e shëndet të mirë!" *Falëmeshën-det babait (shokëve)!*
FALËNDERlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes FALËNDEROJ. *Letër falën-derimi. Fjalë falënderimi. Në shenjë falënderimi.*
2. Fjalët që përdoren për t'i shprehur mirënjohjen dikujt për një të mirë që na ka bërë ose për urimet që na ka dërguar. *Ju shpreh falënderimet e mia.*
FALËNDEROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I shpreh dikujt mirënjohjen për një të mirë që me ka bërë, për një punë të dobislune shoqërore që ka kryer ose për një urim që me ka dërguar. *Të falënderoj nga zemra! Të falënderoj për ndihmën!*
FALËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pipth a vrimë e vogël në axmët e vjetra, ku shtihej baruti. *Falëza e pushkës.*
FALIMENTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes FALJMENTOJ. *Falimentimi i sipërmarrjeve kapitaliste.*
*2.* Gjendja kur, për shkak të konkurrencës, një kapitalist, tregtar etj. nuk është me i zoti të përballojë shpenzimet e prodhimit e detyrimet për të mbajtur në këmbë ndërmarrjen a dyqanin ose nuk paguan dot borxhet që ka marra (në vendet kapitaliste). *Fa-limentim i plotë. Ra në falimentim. Shkon drejt fali-merttimit.*
FALIMENTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Bie në
falimentim, pesoj falimentim (për një sipërmarrje, një tregtar, një bankë etj. në vendet kapitaliste).
FALlMENTtJAR (i,e) *mb.* Që ka pësuar falimentim, që ka falimentuar. *Sipërmarrje e falimentuar.*
FALJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve FAL, FALEM. *Falja e dënimit. Falja e taksave (e tatimeve, e kredisë, e bor-xhit). Kërkoi falje.*
FALMË,~A. *sh.* ~A. ~AT. Secili nga dy drunjtë anësorë të shtratit të qerres, mbi të cilët ngulen hunjtë ose lesat.
FALS,~E *mb. libr.* 1. I rremë.
2. *muz.* Që nuk perputhet me tonin, që e prish me-lodinë. *Nota false. Tingëllim fals.*
FALSIFIKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi e rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve FALSUFTKOJ, FALSIFIKOHET. *Falsifikimi i dokumentit. Falsifi-kiml i nënshkrimit. Falsifikimi i monedhave. Falsifi-kimi i moshës. Merrej me falsifikime.*
FALSIFIKOHET. *Pës. e* FALSIFIKOJ.
FALSIFIKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* Paraqit si të yërtetë diçka të gënjeshtërt; shtrembëroj të vër-tetën, ndërroj a ndryshoj diçka për të mashtruar të tjerët. *Falsifikoi shkrimin. Falsifikoi moshën. Falsifikoi të dhënat.*
FALSIFIKUAR (i,e) *mb.* Që është ndërruar a është ndryshuar për të mashtruar të tjerët, që është falsi-fikuar. *Dokument i falsifikuar. Kartëmonedha të fal-sifikuara.*
FALSIFIKUES,~I *m.sh.* ~, ~IT. Ai që bën një falsifikim, ai që falsifikon. *Falsifikuesi i dëshmisë (i shkrimit).*
FALSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të falet, që duhet të falet; *kund.* i pafalshëm. *Gabim i falshëm.*
FALTAR,~I *m. sh* ~Ë, ~ËT *fet.* Ai që bënte shërbimet fetare në faltore (zakonisht në kohën e lashtë).
FALTORE,~JA *sh.* ~E, ~ET *fet.* Vendi ku falen besimtarët e një kulti fetar; tempull (në vendet ku | vepron feja). *Hynin (faleshin) në faltore.*
FALUR (i,e) *mb.* 1. Që i është falur faji ose gabimi; që është falur (për një gabim, për një faj etj.). *Njeri i falur. Gabim (faj) i falur.*
*2.* Që i është hequr dënimi ose që ka kryer vetëm një pjesë të tij dhe është liruar nga burgu, pasi ka përfituar nga një amnisti.
3. Që nuk kërkohet me, që është falur (për një borxh etj.). *Borxh i falur.*
4. Që është dhënë si dhuratë pa kërkuar asnjë shpër-blim. *Gjë e falur.*
5. I përkulur; i pjerrët; që ka shkarë. *Pullaz i falur. Dhe i falur.*
6. Që është shuar dalngadalë; i fikur. *Zjarr i falur.*
7. *fet. shift* SHPRESËTAR,~E.
8. *Përd. em.* sipas kuptimeve 2, 4 të mbiemrit.
FALUR, ~IT (të) *as. shih* FALJE,~A. *Kërkoi të falur.*
FALL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Parashikim i rremë e krejt i pathemeltë i së ardhmes së dikujt, i ngjarjeve që do të ndodhin etj., duke përdorur letrat e bixhozit ose duke shikuar filxhanin e kafesë, vijat e pëllëmbës së dorës etj. (sipas besimeve të kota). *Hidhte fall. Shtinte fall.*
FALLAKA,~JA *vjet.* Mjet torture: një cope dru ku një të dënuari i lidhnin kembët që t'i binin shputave me shkopinj. *E vunë (e tidhën) në fallaka.*
FALLTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që hedh fall. *S'u \beson me njeri falltarëve.*
FALLTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* FALL-TAR, ~I.
FALLTOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. Hedh fall. *Falltonte me shpatullën e berrit.*
FALLXHESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Falltare. FALLXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Falltar. FALLXHOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Falltar. FALLXHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Falltare.
FAMË,~A . Emër që i del dikujt a diçkaje zakonisht për të mirë; të qenët i njohur nga të gjithë, emër, nam. *Fame e mirë (e keqe, e madhe). Me fame botërore. Është me fame. Ka fame. Fitoi (mori) fame. I dolifama.*

FANIËDASHËS,~E *mb.* Që kërkon fame për vete, që është i etur për fame, që punon për fame; lavdida-shës. *Njeri famëdashës.*
FAMËKEQ,~E *mb.* Që është bërë i njohur për ti-paret e tij të këqija, që e njohin të gjithë për të keq, që ka fame të keqe, që i ka dale emri për keq. *Politikë famëkeqe. Ligj famëkeq. Aleartëë famëkeqe. Krerët famëkëqij të imperialistëve (të revizionistëve).*
FAMtËMADH,~E *mb.* Që njihet nga të gjithë për Vetitë e cilësitë e mira që ka a për veprat e shquara që ka bërë; që ka fame të madhe. *Partia jonë famë-madhe. Udhëheqës famëmadh. Luftë famëmadhe.*
FAMËZl,~ZEZË *mb.* Famëkeq. *Feudalët fa-mëzinj. Dervishi (peshkopi) famën.*
FAMILJAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me familjen, që lidhet me jetën në familje; që i përket familjes, i familjes. *Jeta familjare. Detyrimet (lidhjet, marrë-dhëniet) familjare. Çështje familjare. Edukata familjare. E drejta familjare. drejt. Rrethi familjar. Gjendja familjare* të qenët beqar, i martuar ose i ve. *Vatra familjare* familja.
2. Që është i martuar dhe që ka në ngarkim disa pjesëtarë të familjes, që ka një familje për të mbajtur; baba a nëne me fëmije. *Njeri familjar. Jam familjar.*
3. Që është karakteristik për familjen dhe për jetën në familje ose për marrëdhëniet ndërmjet pjesëtarëve të një familjeje, shumë i afërt e i ngrohtë. *Ngrohtësi familjare. Mjedis familjar. Me ton familjar.*
4. Që është i lidhur shumë ngushtë me familjen, që kujdeset shumë për pjesëtarët e familjes; që bën jetë të rregullt në familje. *Njeri (burrë) familjar. Grua familjare.*
5. Që është caktuar vetëm për njerëzit, të cilët janë të shoqëruar me pjesëtarë të tjerë të familjes (zakonisht për çifte). *Kafe (ëmbëltore) familjare. Mbrëmje familjare.*
*6. Përd. em.* sipas kuptimeve 2,4,5 të mbiemrit. *Familjar i mirë (i kujdesshëm). Këshilla për familjarët.*
FAMILJARISHT *ndajf.* 1. Me gjithë pjesëtarët e familjes, me tërë familjen; në emër të të gjithë familjes; për të gjithë pjesëtarët e familjes. *Shkoi familjarisht. Ju uroj familjarisht! E blemë (e ndamë, e përdorim) familjarisht.*
*2.* Si me një njeri të familjes, në mënyrë të ngrohtë e të afërt, në mënyrë familjare. *Flasin familjarisht. U përshëndetën familjarisht.*
FAMILJARITET,~I *m. libr.* 1. Afri e madhe në marrëdhëniet me dike, marrëdhënie të ngushta, mi-qësi e ngrohtë. *Familjaritet i sëmurë* miqësi e sëmurë. *Ka familjaritet m e dike.*
*2.* Miqësi e sëmurë, që e shpie dike t'u bëjë lëshime njerëzve të afërt, shokëve e miqve në dëm të punës ose në kurriz të të tjerëve. *Shfaqje familjariteti. Kishin familjaritet. Luftojmë familjaritetin.*
FAMILJARIZIM,~I *m. libr.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve FAMILJARIZOJ, FAM1L-JARIZOHEM.
FAMILJARIZOHEM *vetv. libr.* 1. Bëhem si njerii shtëpisë a i Camiljes; hyj në lidhje të ngushta me dike, miqësohem. *Familjarizohem me punëtorët.*
*2.* Njihem së afërmi e mirë me diçka, mësohem në një vend a në një mjedis tjetër, në një punë të re etj. *Familjarizohem me fshatin. Familjarizohem me punën e re.*
FAMILJARIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Bëj që dikush ta ndiejë veteit si në shtëpi të vet, si njeri i familjes; e miqësoj me dike tjetër. *E familjari-zoj me njerëzit e mi.*
*2.* Bëj dike që ta njohë për së afërmi a ta mësojë mirë diçka, bëj që të mësohet në një vend a në një mje-dis tjetër, në një punë të re etj. *E familjarizoi me fshatin.*
FAMILJE,~A *f. sh.* ~E, ~ET. 1. Njësi e vogël e organizimit të jetës shoqërore, që përbëhet nga burri, gruaja, fëmijët ose edhe nga njerëz të tjerë të afërt, të çilët jetojnë e banojnë bashkë. *Familje shqiptare. Familje socialiste. Familje kooperativiste. Familje fsha-tare (qytetare). Familje e madhe. Familje e re. Familje dëshmori. Pjesëtarët e familjes. Kryetari i families* kryefamiljari. *Jeta në familje. Krijoi familje* u martua.
2. Tërësia e njerëzve që rrjedhin nga një paraardhës i përbashkët, njerëzit që kanë pasur ose vijojnë të kenë brez pas brezi lidhje gjaku a lidhje afrie ndër-mjet tyre; farefis. *Familje feudale. Familjet sunduese. Familje mbretërore. Familja me çifte. hist. Sterna e familjes. Emri i familjes. Jane të një familjeje.*
3. *fig.* Grup njerëzish që i bashkon puna e veprim-taria e përbashkët, që kanë qëllime e interesa të njëjta dhe jetojnë në miqësi njëri me tjetrin. *Familja e koo-perativistëve. Familje ushtarakësh.*
4. Grup kafshësh (mashkulli, femra dhe të vegjlit e tyre), që jetojnë bashkë. *Familje bletësh.*
5. *biol.* Njësi e botës bimore a shtazore, e cila për-fshin disa gjini, që i kanë të përbashkëta tiparet kryesore. *Familja e trëndafilorëve. Familja e qepës. Familja e qenit. Familja e maceve.*
6. *libr.* Grup a varg sendesh ose dukurish, që kanë disa cilësi të përbashkëta, që janë të një tipi ose po-thuajse të një tipi. *Familje çiftelish. Makina të një familjeje.*
7. *gjuh.* Grup gjuhësh të afërta, që kanë prejardhje të përbashkët. *Familja e gjuhëve indoevropiane.*
FAMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka fituar fame, që njihet botërisht, i përmendur; famëmadh. *Shkencë-tar (artist, lojtar) i famshëm. Vepër e famshme. Fja-lint i famshëm. U be i famshëm.*
FAMULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. *vjet.* Fëmija që pagëzohej, që qethej a që krezmohej nga nuni. *E bëri (e kishte) famuli.*
*2. krahin.* Fëmijë i vogël, foshnjë.
FAMULLESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Fem. e* FAMULL, ~LLI.
FAMULLl,~A . *sh.* ~, ~TË *fet.* Njësi a më e vogël e organizimit kishtar për një krahinë të cak-tuar, për një fshat, për një lagje qyteti ose për disa fshatra a lagje; rrethi i shërbimeve fetare tënjëprifti; besimtarët e një zone të tillë (në vendet ku vepron kisha katolike; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Kisha efamullisë.*
FAMULLITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Prifti i një famullie.
FAMULLITAR,~E *mb. fet.* Që ka të bëjë me fa-
mullinë a me famullitarin, që i përket famullisc a fa-mullitarit; i famullisë; që përgatit famullitarë, i cak-tuar për famullitarë; famullor. *Kishë famullitarë. Shkoltë famullitarë.*
FAMULLOR, ~E *mb. fet.* Famullitar. FANAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fener.
FANATlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që beson verbërisht në dogmën fetare dhe e mbron atë me këmbëngulje; ai që jeton e Vepron sipas mendimeve e zakoneve prapanike

dhe i mbron ato me ngulm. *Fanatikë të tërbuar (të verbuar). I mposhtën faAatikët.*
*2.* Ai që është dhënë me zell të jashtëzakonshëm pas diçkaje, që e mbron dhe e zbaton me këmbëngulje, pa lëshime e pa lëkundje një mendim, një ide a diçka tjetër. *Këmbëngulje (zell) prej fanatiku.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit.
FANATIZËM,~MI *m.* 1. Besim i verbër në dogmën fetare, zell i tepruar në punë të fesë; të jetuatu e të vepruarit sipas mendimeve e zakoneve prapanike dhe mbrojtja e tyre me ngulm; qëndrim prej fanatiku. *Luftojmë fanatizmin.*
2. Zell i jashtëzakonshëm për të mbrojtur dhe për të zbatuar pa lëshime e pa lëkundje një mendim, një ide etj. *Ruaj (mbroj, zbatoj) me fanatizëm.*
FANELLATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pëlhurë prej pambuku, e butë e me push dhe e endur lirshëm. *Fanellatë e ngjyrosur. Këmishë (fustan) prej fanellate.*
FANELLË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Veshje e brend-shme me mëngë, e thurur me fije leshi ose pambuku, që mbahet zakonisht në mish. *Fanellë leshi (pambuku). Fanellë e hollë (e trashë).*
*2.* Veshje e hollë sportistësh, që shkon deri në mes e ka ngjyrë të veçantë për çdo skuadër a ekip. *Fanellë e bardhë me vija të kuqe. Me fanella të blerta.*
FANFARË,~A . *sh.* ~A, ~AT *muz.* 1. Orkestër e përbërë vetëm prej veglash frymore; tërësia e mu-zikantëve të kësaj orkestre; bandë. *Fanfara e brigades. Tingujt e fanfares.*
2. Vegël muzikore frymore prej tunxhi në trajtën e një borie të zgjatur. *bie fanfares.*
3. Melodi e gjallë dhe ritmike, që luhet nga një orkestër frymore; pjesë muzikore e luajtur nga një bandë, që shërben si shenjë për fillimin e një cere-monie solemne.
4. *fig. keq.* Mburrje, lëvdatë e zhurmshme.
FANlTET *vetv.,* ~(o), ~UR *(zakonisht me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me shfaqet papritur si hije; me del si në vegim, me për-hihet. *I fanitej fytyra e tij.*
FANT,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Njëra prej figurave me vlerë në lojën me letra, në të cilën është vizatuar një kalorës i ri. *Loja e fanteve. I ra (e mori) me fant.*
*it* Doli si fanti spathi doli papritur e pakujtuar. Hyn (futet) si fanti spathi ndërhyn ku nuk duhet, përzihet atje ku nuk i takon.
FANTASTlK,~E *mb. libr.* 1. Që është në përfy-tyrimin e njeriut, që ekziston vetëm në imagjinatën e njeriut; që s'ta kap dot mendja, që të duket jo i vërtetë, por që mund të ndodhë në të ardhmen; që mbështetet në imagjinatën krijuese. *Ëndërr fantas-tike. Roman (tregim) fantastik. Plane fantastike.*
*2.* Që është pjellë e fantazisë, i trilluar; që nukmund të jetë i vërtetë, që nuk mund të ndodhë; i pa-besueshëm. *Ngjarje fantastike.*
3. Që të mahnit me pamjen, me cilësitë a me tiparet e tij; që ka veti të jashtëzakonshme; i mrekullueshëm, përrallor. *Vend fantastik. Bukuri fantastike. Shpejtësi fantastike.*
FANTAZI,~A . 1. Aftësia për të krijuar ose për të përfytyruar diçka; zotësia për të zbuluar ose për të shpikur diçka të re në bazë të përyojës dhe të njo-hurive që ka dikush; imagjinatë krijuese. *Fatttazi e fuqishme (e zjarrtë, e dobët). Fantazi poetike. Fan-tazia e shkrimtarit. Ka fantazi të zhvilluar. I mungon fantazia. Nxit fantazinë.*
2. edhe *sh.* ~RA, ~RAT. Diçka e paqenë që është pjellë e imagjinatës e nuk mund të ndodhë në të vërtetë; trillim; ëndërr. *Të gjitha ishin fantazira.*
3. edhe *sh.* ~, ~TË *muz.* Pjesë muzikore e krijuar aty për aty, me një forme të lire. *Fantazi për violi-në e orkester.*
FANTAZMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Hija e një të vdekuri, që u fanitet a u përhihet njerëzve të së-murë nga ana psikike; figure me përmasa dhe tipare të një njeriu që gjoja u shfaqet njerëzve besëtytë e që shihet prej tyre si shpirt i keq, që të kail frikën, lugat (sipas besimeve të kota). *Thoshte iu shfaq një fantazmë. Dukej (doli) si fantazmë.*
2. *fig.* Diçka që përfytyrohet si paralajmëruese e një të keqeje, diçka që ndjell një të keqe, hije e keqe. *Fantazma e krizës.*
FANTAZOHET *libr. Pës. e* FANTAZOJ.
FANTAZOJ *-joked,* dhe *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Përfytyroj diçka të bukur e të këndshme që do të dëshiroja të ishte e vërtetë; sajoj a trilloj gjëra të paqena. që nuk kanë ndodhur e nuk mund të ndo-dhin në të vërtetë; i lë shteg të lire fantazisë; jepem pas fantazirave; ëndërroj.
FAP *onomat. bised.* 1. Përdoret për të dhënë për-afërsisht një zhurmë të thatë e të shkurtër, që del menjëherë e papritur kur kërcet diçka. *Bënfap* kërcet.
2. Përdoret për të dhënë një veprim që kryhet papritur e menjëherë, sa të hapësh e të mbyllësh sytë. *Fap e zuri. I doli fappërpara. Kur, fap, iu thye gota në dorë.*
FAQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Seeila nga dy pjesët anësore të fytyrës së njeriut nga syri deri te nofulla e poshtme dhe nga hunda deri te veshi; seeila nga dy anët e turirit të kafshëve. *Me faqe të kuqe (të fryra, të fishkura). Mollëzat e faqeve. Me nishan në faqe. Laj faqet. Iu skuqën faqet. E puthi në faqe.*
2. *bised.* Pjesa e përparme e fytyrës së njeriut; fytyrë;; çehre. *Me faqe nga lindja. I ktheu faqen. Mori tjetër faqe. E ndërroi faqen. S'ka vënë (s'ka shkuar) brisk në faqe* është ende i ri e pa përvojë.
3. Seeila nga anët e një sendi; sipërfaqja anësore e diçkaje; pjesa e përparme e kryesore e një ridër-tese, e një sendi etj., pjesa që duket, ballë; parëse. *Faqjae përparme (e pasme, e jashtme, e brendshme). Faqe anësore. Faqe muri. Faqet e enës. Faqet e pusit. Faqja e shtëpisë. Faqja e çatisë. Faqe mail (kodre). Faqet e kubit (e piramidës). gjeom. I marr faqet trungut t* gdhend anash, faqoj.
4. Seeila nga dy anët e fletës së një fletoreje, të një libri etj.; ajo që është shkruar në secilën anë të fletës. *Faqja e parë (e fundit). Faqe e shkruar (e bardhë). Faqja letrare (shkencore) e revistës. Faqe fletoreje (libri, reviste, gazete). Numri i faqeve. Faqe për faqe* në çdo faqe me radhë. *Në krye (në fillim, në fund) të faqes. Kthej (palos) faqen.*
5. *bised.* Sipërfaqe. *Faqja e detit (e ujit).*
*6. edhe fig.* Tërësia e tipareve të jashtme të diçkaje, pamje; fytyrë. *la ndërroi (ia ndryshoi) faqen vendit.*
7. Këllëf dysheku a jastëku. *Faqe dysheku (jastëku). I bëj faqe të re. I shtie faqen.*
8. *bised.* Periudhë kche sa zgjat një Vit; periudhë kohe aq sa jeton një njeri; brez. *Një faqe njeriu. Faqe pas faqeje.*
9. Shtresë. *Bakllava me dy faqe arrash.*

10. *fig. libr.* Pjesë nga jeta e një njeriu ose nga historia e një populli, e një kombi, e një vendi etj.; epokë. *Faqe e lavdishnte (e ndritur, e shkëlqyer) e historisë së popullit tone. Hap një faqe të re.*
11. *fig.* Nder; cipë. *Ka faqe ai. S'i mbeti faqe.*
•*k* Në faqe *të dikujt* para dikujt, në prani a në sy të dikujt, faqeZa dikujt. Faqe për faqe ballë për ballë, përballë. Faqe me faqe me fytyrë shumë pranë njëri-tjetrit, ngjitur. Faqja e bardhë *shih te* BARDHË (i,e). Faqja e zezë *shih te* ZI (i), ZEZË (e). Me faqe të bardhë *shih te* BARDHË (i,e) 6. Me faqe të zeze *shih te* ZI (i), ZEZË (e). për faqe të zezë *shih te* ZI (i), ZEZË (e). Doli në faqe a) u duk, u shfaq, doli në shteg; b) ia arriti qëllimit, ia doli në krye. I doli *në* faqe i shkoi (i vajti) mbarë (puna). Me dy faqe (me dy fytyra) *shih te* FYTYRË,~A. Me faqe në dhe (për-dhe) me turp; i turpëruar. Dha faqe u shtrembërua, lëshoi bark (për murin). Jep faqe a) fillon e thahet; b) fillon të piqet, përshenjet (për pemët); c) vë cipë përsipër, fillon të skuqet (për bukën në furrë etj.). I dha një faqe a) e skuqi pak pranë zjarrit (për bukën etj. kur piqet në furrë, për bukën kur theket etj.); b) e gdhendi, e bëri me faqe, e faqoi (një dru). Mos i jep faqe! mos e përkrah, mos i jep zemër, mos ia ushqe fjalën, mos ia hap syrin; mos e llasto: Me lot në faqe *shih te* LOT,~I. Mori faqe a) u skuq ca përsipër (për bukën, mishin etj. kur e futim në furrë); b) u tha, zuri një kore të hollë nga thatësira (për token). I morën faqen (nuses) ia hoqën pushin në fytyrë (za-konisht një ditë përpara martesës). Mësallë me dy faqe *shih te* MËSALLË,~A. S'i nxihet faqja (fytyra) *shih te* NXIHEM. Ia nxiu faqen (fytyrën) *shih te* NXIJ. E nxori në faqe *diçka* e kreu, arriti të bëjë diçka, e nxori në dritë. I pëlcasin faqet është shumë i shëndoshë. S'i skuqet faqja (fytyra) *shih te* SKUQEM. Sa për sy (sa për faqe) të botës *shih te* SY,~RI. Sa për sy e faqe *shih te* SY,~RI. Nuk e vë për faqe nuk e mendop mirë një punë para se ta kryejë, nuk e peshon mirë. Ia zbardhi faqen (fytyrën) *shih te* ZBARDH 5. Ia zheu faqen *shih te* ZHYEJ. I është bërë faqja shollë *shih te* SHOLLË, ~A. Doli me faqe të bardhë *shih te* BARDHË (i,e). Nuk i hedh pluhur faqes *shih te* PLU-HUR, ~ I. Ka cipë (nder) në faqe *shih te* CIPË, ~A 4. I ka dale (i ka mbirë) bari në faqe (në sy) *shih te* BAR,~I i. Paç faqen e bardhë! *ur. shih te* BARDHË (i,e). Paç faqen e zezë! *mallk. shih te* ZI (i), ZEZË (e). E kam faqen të larë *shih te* LARË (i,e). Ka gjak në faqe (në fytyrë) *shih te* GJAK,~Ui S'ka sy e faqe (me ç'sy e ç'faqë?) *shih te* SY, ~RI. Ishte me pushkë në faqe *shih te* PUSHKË,~A. Ta lë pushkën në faqe *shih te* PUSHKË,~A. S'i la sy e faqe *shih te* SY,~RI. S'i mbeti (s'i ngeli) sy e faqe *shih te* SY,~RI. E priti me pushkë në faqe *dike* e priti mekrahë ha-pur e më të gjitha të mirat, e priti si një mik të nderuai. E zhduku (e shoi, e fshiu) nga faqja e dheut e zhduku krejt, e shkatërroi me themel e me rrënjë, e asgjësoi, e shfarosi. Këmbët e lehta e faqja e bardhë *shih te* LEHTË (i,e). Të puth halla në të dy faqet *thjeshtligj. iron, shih te* HALLË,~A. Njëra dorë Ian tjetrën, të dyja lalnë faqet (fytyrën) *fj. u. shih te* DQRË,~A. Fa-<j e e g j a 11 ë *shtypshkr.* faqe e radhitur, ku shë-nohet në krye autori dhe titulli i veprës a i artikullit. Faqe mbrojtëse *shtypshkr.* fletë dyshe me pa-losje, që shërben për bashkimin e bllokut të librit me kapakët.
FAQEBARDHË *mb.* Që ka dale me sukses e me nder në një punë ose në një detyrë, i nderuar; që të nxjerr me nder, që të zbardh faqen. *Njeri faqebardhë. Jemi faqebardhë para Partisë. Dolën faqebardhë në këtë punë. E nxori faqebardhë. Puna është faqebardhë. fJM.*
FAQEBUTË *mb.* 1. Që i ka faqet të buta e të njo-ma; që është shumë i ri në moshë. *Fëmijë faqebutë.*
2. *fig. keq.* Që nuk e ka vrarë puna, që ka bërë një jetë të rehatshme.
FAQEÇJERRË *mb.* 1. Që i ka faqet të çjerra a të gërvishtura.
2. Që gërvishtte fytyrën në shenjë dhembjeje të thellë për një të vdekur (thuhet për burrat që vepronin kështu sipas një zakoni të vjetër).
FAQEDJEGUR *mb.* 1. Që i ka mbetur një shenjë
në faqe nga djegia, që e ka faqen a fytyrën të djegur.
2. *fig. keq.* Që i ka plasur cipa, i pacipë, i paturp.
FAQEESHKË *mb.* Që e ka fytyrën të thatë e plot rrudha; faqefishkur.
FAQEFlSHKUR *mb.* Që i ka faqet të fishkura e me rrudha.
FAQEGJERË *mb.* Që i ka faqet të gjera; me fytyrë të gjerë a të madhe. *Burrë faqegjerë.*
FAQEHËNË *mb. poet.* 1. Që e ka fytyrën të rrum-bullakët, të mbushur e të bukur; që i ndrit.fytyra nga bukuria. *Vashë faqehënë.*
2. *fig.* Fytyrëndritur, i shquar.
3. *si em.* FAQEHËNË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Grua a vajzë me fytyrë të rrumbullakët, të mbushur e të bukur. *Erdhi faqehëna.*
FAQEKCQ,~I *m. sh.* ~, ~TË *zool.* Kryeartëz.
FAQEKUQ,~E *mb.* 1. Që i ka faqet të kuqe nga shëndeti, i shëndetshëm. *Vajzë faqekuqe. Djalë fa-qekuq.*
2. Që e ka turirin në ngjyrë të kuqërreme, që i ka faqet të kuqe (për kafshët e për shpendët). *Dhi faqekuqe. Dallëndyshe faqekuqe.*
3. Që e ka lëkurën të kuqe; që ka të kuqe njërën faqe (për pemët). *Mollë (dardhë, shegë) faqekuqe.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
FAQELARË *mb.* 1. Që i ka faqet të lara, me fytyrë të paster.
2- *fig-* Që s'i ka vënë vetes ndonjë njollë, që nuk është turpëruar ose s'ka arsye të turpërohet; ballëhapur, i ndershëm, i paster.
FAQELL.~I *m. krahin.* Kambrik.
FAQEMBCSHUR *mb.* Që i ka faqet të mbushura, i mbushur në fytyrë; që është plot shëndet. *Fëmijë faqembushur.*
FAQEMENDER *parafj. bised.* Përdoret kur themi një fjalë të pahijshme ose kur zemë në gojë diçka a dike që e përbuzim; mender. *Faqemender jush.*
FAQEMOLkË *mb.* 1. Që i ka faqet të kuqe si mo-lla; që është i bukur dhe plot shëndet.
2. *si em.* FAQEMOIXË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vajzë a grua me faqe të kuqe si molla; vajzë a grua e bukur dhe plot shëndet.
FAQENDEZUR *mb.* Që i ka faqet të kuqe si zjarr, me faqe që i digjen si prush; me fytyrë të skuqur<
FAQENDRITUR *mb.* 1. Që ndrit nga të gjitha anët, i shkëlqyeshëm (për një send).
2. *fig. poet.* Që ka dale gjithnjë fitimtar; që është mbuluar me nder e me lavdi në luftë a në punë, i nderuar. *Sokolat faqettdritur. Një Maji na gjen kre-narë e faqendritur.*
FAQENXIRË *mb.* 1. Që i ka faqet të nxira, me fytyrë jo të paster.

2- *fig-* Që është mbuluar me turp, që i është nxirë faqja; faqezi. *Tradhtarët faqenxirë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Ai faqe-nxiri.*
FAQEPRUSH,~E *mb.* Që i digjen faqet si prush, faqendezur; faqekuq. *Djalë faqeprush.*
FAQERRJEPUR *mb.* 1. Që i është rrjepur lëkura e fytyres nga ndonjë sëmundje; që ka vende pa qime në faqe; qose.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
FAQERROGOZ,~E *mb. shar.* 1. Që i ka plasur cipa, që nuk ka turp; i pacipë, faqezi.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Me gë-njeu faqerrogozi.*
FAQERRUDHUR *mb.* Që i ka faqet me rrudha; që është rrudhur në fytyrë nga pleqëria a nga odonjë sëmundje. *Plak faqerrudhur.*
FAQERRUMBULLAK,~E *mb.* Që i ka faqet të mbushura e të rrumbullakëta.
FAQESHEGË *mb.* 1. Që i ka faqet të kuqe si shegë; që është plot shëndet. *Vajzë faqeshegë.*
2. *si em.* FAQESHEGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vajzë a grua me faqe të kuqe si shegë.
FAQETË,~A . *sh,* ~A, ~AT *krahin.* 1. Krehri i fishekëve të pushkës. *Mbushi faqetën.*
2. Karficë flokësh. *Vë faqetat.*
FAQETRËNDAFIL,~E *mb.* Që i ka faqet në ngjyrë të trëndafilit; i shëndetshëm. *Fëmijë faqetrëndafii.*
FAQEVERDHË *mb.* Me fytyrë të verdhë, i zbehtë; verdhacuk.
FAQEZA *ndajf.* 1. Njëri kundrejt tjetrit, ballë për ballë". *U pane faqeza.*
2. Në prani të të tjerëve, sheshit; hapur e pa frikë, sy ndër sy. *la tha faqeza.*
3. Qartë, sheshit. *Duket faqeza.*
4. *krahin.* Sa për t'u dukur, sa për sy e faqe. *E bëri faqeza.*5. *përd. parafj.* Në prani të dikujt, në sy të dikujt, faqe. *Paqeza prindërve.*
FAQEZBËHTË *mb.* Që i ka faqet të zbehta; me fytyrë të zbehtë.
FAQEZl, ~ZEZË *mb.* 1. Që bën të këqija e turpe, i pacipë, i paturp; i poshtër.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E bëri ai faqeziu. E kishte fajin ajo faqezeza.*
FAQEZJARR,~E *mb.* Që i ka faqet të kuqe si zjarr; që i djegin faqet si zjarr; faqeprush, faqendezur.
FAQËZ,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Një cope pëlhurë e hollë dhe e lehtë, që përdoret për të mbuluar fy-tyrën e fëmijës k'ur fie. *hedh faqëzën vajzës.*
2. Çile pambuku.
FAQOHEM *vetv.* I dal përpara dikujt, i dal ballë për ballë.
FAQOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E gdhend diçka (një dru, një gur etj.). në tëkatër anët, e bëj me faqe; latoj. *Faqoj trarih (drurin). Faqoj gurin.*
2. E bëj shesh diçka, sheshoj, dystoj. *Faqoj bukën.*
FAQOLL,~E *mb.* 1. Që e ka njërën faqe me ngjyrë të ndryshme nga tjetra; që e ka turirip në ngjyrë të ndryshme nga ajo e trupit (për kafshët). *Dele (dhi) faqolle. Qerifaqoll.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
FAQOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me faqen e diç-kaje, që i përket një faqeje, i faqes; që ndodhet a shihet nga ana e faqes. *Pamje faqore. Kënd faqor.*
2. Që është nga njëra anë ose nga të dyja anët i sheshtë a me faqe; petashuq. *Shtambë (shishe) faqore. Tra faqor.*
3. Që e ka turirin në ngjyrë të ndryshme nga ajo e trupit (për një kafshë); faqoll. *Dhi faqore.*
FAQORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Shishe e vogël petashuqe, që përdoret zakonisht për raki. *Mbush faqoren. Pi me faqore.*
2. Këllëf prej pëlhure për jastëk, jorgan etj., faqe; çarçaf. *Faqore jastëku (jorgani). Vë faqoren.*
3. *shih* FAQËZ,~Ai.
4. Ajka e gjellës. *Mori faqoren e gjellës.*
5. Secila nga të dy dërrasat anësore të djepit.
6. Përparëse pambuku për gra, e punuar në vegjë. *Vë (ngjesh) faqoren.*
7. Sixhade që vihet në murin e dhomës për zbu-kurim.
FAQOS *kal,* ~A, ~UR. 1. E gdhend në të katër anët;diçka, faqoj. *Faqos drurin.*
2. *shtypshkr.* Ndaj lëndën e radhitur dhe e vendos në format e një faqeje libri, të një gazete, të një re-viste etj. *Faqos lëndën.*
FA^OSET. *Pës. e* FAQOS.
FAQOSËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *shtypshkr.* Punë-tori që faqos lëndën e radhitur. *Faqosësii e shtypshkro-njës.* i
FAQOSJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljes FAQOS, FAQOSET. *Faqosje e ihjeshtë. Reparti i faqosjes. shtypshkr. Punëtor i faqosjes. shtypshkr. Bëj faqosjen.*
FAQOSH,~E *mb.* Petashuq, faqor. *Cur faqosh.*
FAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* FENER,~I3.
FARAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kalli misri qfi ruhet për fare, miser fares. *Var far anët.*
*2. fig.* Njeri me trup të shëndoshë, i fuqishëm e trim. *Nga ajo derë kanë dalë far anë.*
FARANIK,~E *mb.* 1. Fares. *Trangull faranik. Miser faranik.*
*2.* Që e ka bërthamën të vogël; fcokerrvogël. *Qer-shi faranike. Palate faranike.*
FARAON,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Titull i mbre-tërve në Egjiptin e lashtë; mbreti në Egjiptin e lashtë. *Faraonët e Egjiptit. Varret e faraonëve.*
FARASHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kuti prej druri a prej teneqeje, me grykë të hapur e me fund të ngushtë, që shërben për të mbledhur të fshirat. *Farashë për plehrat (për lëmishtet).*
2. Kuti e ngushtë prej druri, me grykë të hapur, që varet në mur e shërben për të mbajtur lugët, kripën etj.
3. *vjet.* Këllëf ku viheshin shigjetat. *Farashat e shigjetave.*
FARASHKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Farashë. 2. Farashë me fund në trajtën e një krëbri pse me vrima, që shërben për të mbjellë fare rasati.
FARASHKË,~A H *bot.* Melekuqe.
FARASHUK,~E *mb.* 1. Që ka shumë fara të mbie-dhura brenda si lëmsh (për pjeprin). *Pjepër farashuk.*
2. *fig. shar.* I lehtë nga mendja, budalla; kungull. *Djalë farashuk.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
FARE *ndajf.* 1. Krejt, tërësisht; në mënyrë të plotë, plotësisht. *Humbi fare. U dogj fare. E mbaroi fare. Harrova fare.*
*2.* Asnjëherë,, askurrë. *S?ka ardhur fare.* S'" *kam parë fare.*
3. Aspak. *S~e kuptoi fare. S"i shkon fare. Pa bërë zë fare.*
4. Shumë. parë *i ri. Fare i Vogël. Fare mirë. Fare pak. Fare afër.*

5. *përd. pakuf.* As edhe një, asnjë. *S'kishte njerëz fare. S'tha gjë fare.*

• për fare përgjithnjë, përgjithmonë. Ishte (bërë) fare *thjeshtligj.* a) ishte budalla i madh; ishte i lënë; e kishte humbur pusullën; b) ishte ligështuar shumë trupërisht e shpirtërisht, ishte bërë si mos me keq. S'ka gjuhë fare *shih te* GJUHË,~A.

FAREC,~I *m. sh.* ~A, *~AT.lshih* FARAN,~I i. 2. *bised.* Spermë.

FAREFIS,~I *m.* 1. *përmb.* Tërësia e njerëzve që kanë lidhje gjaku ose gjinie, njerëzit e afërm. *U mblodh farefisi. Erdhi gjithë farefisi.*

2. Ai që ka lidhje gjaku a gjinie me dike tjetër. *Është një farefisi im. E kam farefis.*

FAREFISNI,~A. 1. Jë qenët farefis me dike; lidhje gjaku a gjinie ndërmjet njerëzve, afri. *Fare-fisni e largët. Ka farefisni me të.*

2. *përmb.* Tërësia e njerëzve që kanë lidhje gjaku a gjinie ndërmjet tyre, farefis. *Erdhi me tërë farefis-ninë e tij.*3. *keq.* Përkrahja e mbrojtja që u bën dikush pa të drejtë njerëzve, më të cilët ka lidhje gjaku a gjinie. *Shfaqje farefisnie.*

FAREFISNOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me farefisin ose me farefisninë, që i përket farefisit ose farefisnisë, i farefisit ose i farefisnisë. *Lidhje (marrëdhënie) fare-fisnore.*

FAREGJË *pakuf.* Farësendi. *S'ka rtgrënë faregjë.*

FARË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kokërr drithi ose e bimëve të tjera, që zhvillohet nga pllenimi i lules dhe që mund të mbillet për të riprodhuar një bimë; bërthama e disa frutave që përdoret për t'u mbjellë; secila nga kokrrat e forta që ndodhen në tulin e lëng-shëm të disa frutave e perimeve. *Fare e veshur (e zh\>eshur). Fara kungulli. Fara luledielli. Farat e rrushit (e portokalles, e domates, e lukshtrydhes). Farat e fikut. Bimë me (pa) fare. Riprodhim me fare. Fuqia mbirëse e fares. Bën (lidh) fara. Shtoj me fara.*

2. *përmb.* Kokrrat më të mira e të zgjedhura të drithrave, të perimeve etj., që përdoren për të mbjellë. *Fare e zgjedhur. Fare vendi. Fare misri (gruri). Fare qepe (duhani). Fare jonxhe. Zgjedhja e fares. Hedh farën. Ruaj (lë) për fare.*

3. *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. Lloje të ndryshme kok-rrash të zgjedhura bimësh që përdoren për t'i mbjollë. *Farëra vajore. Koleksion farërash. Drejtoria (dega) e farërave.*

4. *zool.* Veza e disa kandrrave ose e disa kafshëve, nga e cila zhvillohet larva. *Fara e krimbit të mëndafshit. Fare peshku. Fare bretkose.*

5. *bised.* Spermë. *Fare mashkulli. Orgatti i fares.*

6. *bot.* Vezore e pllenuar. *Vezorja bëhet fare.*

7. Lënd4 organike që e bën diçka të tharmëtohet ose të ngjizet dhe që përdoret për të zënë kos, djathë a brume; tharm. *Fare kosi. Fare buke (brumi)* tharm. *Fare djathi. Zë me fare.*

8. *fig.* Diçka që shërben si burim e si shkak për lindjen e zhvillimin e një ndjenje, të një ngjarjeje etj. *Fara e dyshimil (e mosbesintit). Fara e wrejtjes. Fara e grindjes (e përçarjes). Fara e tradhtisë. Fara e kryengritjes.*

9. *përmb.* Grup njerëzish që kanë lidhje gjaku nga babai; pasardhës, pinjoll. *Fare e shtueshme. Fare e keqe (e ligë). shar. Me so] e me fare* me gjithë farefisin. *humbi fara. I humbtë (iu shoftë, i daltë) fara! mallk. Mos i mbiftë fara! mallk. Mos lëntë fare pas! mallk.*

10. *përmb. bised.* Grup njerëzish të një kombi a të një race. *Fare shqiptare. Fara më e vjetër në Evropë.*

11. Tërësia e qenieve, e sendeve ose e dukurive që kanë tipare të përbashkëta dhe dallohen nga qeniet, sendet ose dukuritë e tjera; Hoj. *Farët e fjalive. gjuh. Jane të një fare. Sa farësh është? Gjendet në disa fare.*

12. *kryes. sh. fig.* Spica, kalla, intriga.- *Fut fara.*

13. *përd. mb. bised.* Shumë i mirë, aq i mirë (vihet para emrit). *Ai fare djali! Ajo fare vajze! Ai fare trimi! Ai fare gruri!*

14. *përd. mb.* Përdoret së bashku me emra për të shënuar njerëz ose sende me mospërfillje, me për-çmim, me përbuzje, me ironi etj. *Ai fare shkrimtaril Mos u bëj merak për atë fare burri!*

15. *përd. pakuf.* Asnj4. *Pa fare pune. Pa fare per-fundimi.*

16. *përd. ndajf.* Aspak, fare. *Pa fare frike.*

•*k* Asnjë për fare as edhe një, as edhe një i vetëm. Ka dale fare është shfarosur, është zhdukur. Fare e fis farefis. Pa fare e pa fis pa asnjë njeri, i vetëm. Fare (lëng) hardalli *iron, shih te* HARDALL, ~I. Fare e kalbur *keq.* njeri me shumë vese të këqija e i pandreqshëm, njeri i prishur moralisht. Fare e shën-doshë njeri me veti të mira morale. la humbi (ia shoi, ia treti) far6n *dikujt a diçkaje* e zhduku me rrënjë, e shfarosi dike a diçka. I humbi (iu shua, iu tret) fara *dikujt a diçkaje* s'gjendet asgjë-kundi; u zhduk fare. Kungull (trangull) pa fara *mos-përf.* njeri pa mend në kokë, budalla. E nxori (e qiti) fare e shfarosi, e zhduku. I shkon për fare *dik ujt* kështu e ka pasur zakon fisi a familja e tij, i shkon për fis. Hedh fare në ujë (në lumë, në det, në shkëmb) punon fare kot, pa asnjë dobi. Hidh (qit) fare, nxirr (merr) fare! thuhet kur dikush nuk nxjerr ndonjë fitim nga punimi i tokës a nga ndonjë punë tjetër, sa jep merr. Mbill (qit) fare, korr fare është tokë jopjellore, është tokë ku s'bëhet bereqeti. Shtohet (është) si fara e hithrës (e sinapit, e lirit) shtohet shumë e shpejt.

FARËBARDHË *mb.* Që i ka farat a kokrrat të bardha; që bën fara a kokrra të bardha. *Oriz (miser) farëbardhë. Duhan farëbardhë.*

FARËGJATË *mb.* 1. Që e ka kallirin të gjatë e me kokrra të mëdha; farëmadh (për misrin). *Miser farë-gjatë* Hoj misri me kalli të gjatë, që piqet vonë.

2. *si em.* FARËGJATË,~I m. Miser farëgjatë.

FARËHEDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që hedh farën në are për ta mbjellë, farëtor. *Farëhedhësit e kooperativës.*

FARËHEDHËS,~E *mb.* Që shërben për të mbjellë farën në are, që hedh farën; mbjellës. *Makinë fare-hedhëse.*

FARËHEDHËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* FARËHEDHËS,~I. 2. Makinë farëhedhëse.

FARËHUMBUR *mb. bised.* 1. *mospërf.* Q" s'ka mend në kokë, budalla; që s'është i zoti për asgjë, i humbur; si *mallk.* që i humbtë fara, që mos lëntë njeri pas. *Paska qenë farëhumbur!*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'deshi që erdhi, farëhumburil*

FARËKUQ,~E *mb.* Që i ka farat a kokrrat të kuqe (për misrin ose për orizin); që e ka pjesën e brendshme dhe farat në ngjyrë të kuqe (për fikun). *Miser farëkuq. Fik farëkuq.*

FARËKpQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Murriz i kuq, ushinth.

FARËMADH,~E *mb.* 1. Që e ka kallirin të gjatë dhe me kokrra të mëdha; kokërrmadh. *Miser farëmadh. Mel farëmadh.*

2. *si em.* FARËMADH, ~l *m.* Miser me kërcell të lartë, dhe me kalli e me kokrra të mëdha, që piqet vonë; miser farëgjatë.
FARËNGRËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *z₀ol.* Bubu-rrec i vogël, në ngjyrë të zezë, që ha farat e bimëve. *Farëngrënësi i tërfilit.*
FARËPALËNË *mb. bised.* 1. Që ska lënë fëmijë pas; si *mallk.* që mos lëntë njeri pas, që mos imbettë njeri nga soji i-tij; që mos u shtoftë e mos u shumoftë.
2. *Përd. em.* sipas Icuptimit të mbiemrit.
FARES, ~E *mb.* 1. Që ka shumë fara, faranik. *Kungull fares. Dontate farëse.*
2. Që ruhet për t'u mbjellë, që lihet për fare. *Miser (kalli) fares. Trangull (bostan) fares.*
3. Që lëshon shumë fara; që jep prodhim të boll-shëm, pjellor. *Grurë fares. Tokë farëse.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Farësit i lënë të piqen mirë.*
FARËSENDI *pakuf.* Asgjë; as edhe një gjë fare të! vogël, gjë prej gjëje. *S'hante farësendi. S'bënte farëseridi.*
FARËSHKURTËR *mb.* 1. Që e ka kallirin të shkur-tër dhe që piqet në gusht (për misrin). *Miser farë-shkurtër.*
2. 5i" *em.* FARËSHKURTËR, ~ RI *m.* Miser farëshkurtër. *Farëshkurtri piqet në gusht.*
FARËSHUAR *mb.* 1. Që i ka të vdekura qelizat e fares, që nuk mund të bëjë fëmijë; që nuk e ka aftë-sinë për riprodhim.
2. *bised.* Që s'ka lënë fëmijë pas; që i është shuar farefisi; si *mallk.* që iu shoftë fara, farëpalenë.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
FARËTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Farëhedhës.
I
FARËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* FARË-HEDHËSE,~JA,.
FARËVESHUR *mb. bot.* Që i ka farat brenda frytit të vet; që bën fryte me bërthamë (për bimët); që i ka farat të veshura me një cipë a me një mbulesë. *Bimë fareyeshur.*
FARËVOGËL *mb.* Që e ka kallirin të shkurtër e me jkokrra të vogla; kokërrVogël. *Miser farëvogël.*
FARËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Zvog. e* FARË, ~A 1, 4. *Farëza luledielli. Farëzat e drizës. Farëzat e fi-kut (e rrushit). Ha farëza.*
• Farëzat e kokës *shak.* mendja, mendtë.
FARËZI,~ZEZË *mb.* 1. Që i ka farat të zeza a të: errëta, që është me fara të zeza (për shalqirin, hurmat etj.). *Hurmë farëzezë. Shalqi farëzi.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
FARËZIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit' të foljes FARËZON. *Farëzimi i bimëve. Në ko-hën ë farëzimit.*
FARËZON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Zë fare; lidh kokëfr. *Farëzoi lulja.*
FARËZHVËSHUR *mb. bot.* Që i ka farat jashtë, të pSmbuluara, që i duken farat. *Bimë farëzhveshur.*
FARFURl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Qeramikë me ngjyrë të bardhë e me shkëlqim, që përgatitet duke përzier një lloj deltine shumë të mirë me lëndë të tjera minerale (kuarc etj.), që i qëndron temperatures së lartë, nuk përshkohet nga uji dhe përdoret për të here enë e sende të tjera; porcelan. *Pjatë (filxhanë) farfurie. Ndrit (shkëlqett) sifarfuri.*
2. *kryes. sh.* Enë ose sende të tjera që bëhen prej kësaj ilënde.
3. *përd. mb.* Që është i bardhë e i shkëlqyeshëm, që të merr sytë. *E ka gushën farfuri.*
• E bëj farfuri *diçka e* pastroj dhe e bëj që të shkëlqejë.
FARFURINJTË (U) *mb.* 1. Që është bërë prej farfurie. *Pjatë e farfurirtjtë. Filxhanë të farfurinjtë.*
2. Që ka vetitë e farfurisë; që është i bardhë e shkël-qen si farfuri; Vezullues. *Shkëlqim i farfurinjtë. Me llërë të farfurinjta.*
FARFURIT *jokal.,* ~I, ~UR. Vezullon; shndrk, shkëlqen. *Farfwitnin xhantat. Farfurit hëna. Farfu-ritin yjet. Farfuriste deti.*
FARFURITËS,~E *mb.* I ndritshëm, Vezullues; që shkëlqen. *Enë farfuritëse.*
FARFURITJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes FARFURIT.
2. Vezullim; ndriçim, shkëlqim. *Farfuritja e xha-mave (e mermerit).*
FARING, ~U *m. anat.* Pjesa e grykës që lidh zgav-rën e gojës me ezofagun e me laringun; pjesa e zgav-rës së gojës ku bashkohen rrugët e aparatit të frymë-marrjes me ato të ushqimit. *Muskujt e faringut.*
FARlSHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT dhe FARISHTE,
~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Lehe me dhe të imët e me pleh, e punuar mirë, ku mbillen fara për të marrë fidanë bimësh a pemësh frutore; lehe e veçantë ku mbillen fidanë perimesh për fare; farishtore. *Farishtë e nxehtë (e ngrohtë, e ftohtë). Farishtë duhani (qe-pësh, preshi, lakre). Parishta e orizit. Farishtë pemësh. Farishta e kooperativës. Mbjell në farishtë. Shkul nga farishta.*
2. *vet. sh.* Farërat që mbillen në lehe për të marrë fidanë perimesh, pemësh a bimësh të tjera; fidanët e perimeve a të bimëve të tjera që shkulen nga lehja dhe mbillen në are, rasat. *Farishtet eqepës (e duhanit). Mbjell (ujit) farishtet. Shkul farishtet.*
3. Hauz a rezervuar për të rritur rasatin e peshkut.
4. Rabushi i qepës, ngaliicë.
FARISHTORE,~JA . *sh.* ~E,' ~ET. Lehe ku mbillen fara për të marrë fidanë perimesh, pemësh frutore a bimësh të tjera, farishtë. *Farishtore qepësh (lakre, preshi).*
FARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Lloj pemësh a perimesh, fryti I të cilave ka tul të lëngshëm e me shumë fara (si rrushi, domatja etj.).
2. *zool.* Matka e bletës, parëz.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Pemë farje. Bletë farje.*
FARKË,~A . *sh* -~A, ~AT. 1. Punishte e vogël për farkëtimin e metaleve, punishtja e farkëtarit, farkëtari. *Punoj nëfarkë.*
2. Vatra ku digjet qymyri në këtë punishte dhe ku farkëtari nxeh metalin para se ta rrahë. *Ndez farkën. 1 frynfarkës. Vë në farkë.*
3. *fig.* Mjedis shoqëror, organizatë, institucion etj. ku njeriu kalitet fizikisht e moralisht; kudhër. *Farkë komuniste. Në farkën e Partisë.*
*4. fig.* Soj, fis; race. *I farkës sonë. Një bark e një farkë. Ashtu e ka farkën.*
5. Pamja e jashtme e dikujt, trajta e shtatit dhe e fytyres. *E njoha pas farkës.*FARKËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Punëtor që farkëton hekurin për të bërë vegla të ndryshme, he-kurpunues, kovaÇ. *Farkëtar i zoti. E çoj te farkëtari.*
*2. fig.* shih FARKËTUES,~I₂

FARKËTARI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Punishte ose repart në një uzinë, ku përpunohet metali, farkë. *Farkëtaria e kooperativës. Reparti i farkëtarisë. Pu-nëtorët e farkëtarisë.*
2. Mjeshtëria e farkëtarit, puna që bën farkëtari. *Merret me farkëtari.*
FARKËTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FARKËTOJ, FARKËTOHEM.
*Farkëtimi i hekurit (i metaleve). Farkëtimi i armëve. Farkëtimi i miqësisë. Farkëtimi i brezit të ri.*
FARKËTOHEM vefv. 1. Kalitem fizikisht e rao-ralisht, bëhem i aftë për të kapërcyer vështirësi e pen-gesa, edukohem e pajisem me vetitë e revolucionarit të vendosur dhe me tiparet e moralit komunist; for-mohem nga ana ideopolitike, profesionale etj. *Farkë-tohemi në punë (në aksione).*
*1. vet. veta III.* Bëhet i qëndrueshëm e i pathyeshëm; bëhet me i forte, forcohet. *Farkëtohet vullneti. Në zjarrin e luftës u farkëtua miqësia.*
3. *Pës. e* FARKËTOJ. *Metale që nuk farkëtohen.*
FARKËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përpunoj një metal e i jap një forme të caktuar, duke e nxehur në farkë, duke e rrahur me çekiç etj.; bëj një vegël a diçka tjetër në farkëtari. *Farkëtoj hekurin. Farkëtoj plugje. Farkëtoj armë.*
2. *fig.* Kalit dike fizikisht ose moralisht, e bëj fë aftë të kapërcejë Vështirësi e pengesa, e edukoj dhe c pajis me vetitë e revolucionarit të vendosur e me tiparet e moralit komunist, e formoj nga ana ideopolitike, profesionale etj.; e forcoj diçka, e bëj të qëndrueshme e të pathyeshme. *Farkëtoj rininë. Farkëtoj revolucionarë. Farkëtoj miqësinë.*
• Farkëton vargonjt5 (zinxhirët) përgatit robërimin; robëron.
FARKËTUAR (i,e) *mb.* 1. Që është përpunuar pasi është nxehur në farkë, duke e rrahur me çekiç për t'i dhënë një forme të caktuar; që është bërë në farkëtari. *Hekur i farkëtuar. Artikuj të farkëtuar.*
2. *fig.* I kalitur fizikisht e moralisht.
FARKËTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Hekurpunues, farkëtar.
2. *fig.* Ai që kalit dike fizikisht e moralisht, që e e bën te aftë për të kapërcyer vështirësi e pengesa, që e edukon dhe e pajis me vetitë e revolucionarit të vendosur e me tiparet e moralit komunist; ai qëe bën diçka të forte, të qëndrueshme e të pathyeshme. *Farkë-tues i miqësisë. Farkëtues i lumturisë.*
FARKËTUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* FARKËTUES,~I. *Partia është farkëtuesja e rinisë. Farkëtuesja e fit ores (e miqësisë).*
FARKËTUESHËM (i), ~ME(e) *mb.* Që mund të farkëtohet. *Metal i farkëtueshëm.*
FARKlM,~I m. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FARKOJ, FARKOHEM. *Farkimi i hekurit.*
*2.* edhe *sh.* ~E, ~ET. Vend (oborr, dysheme etj.) i shtruar me pllaka guri të punuara me smilar, me pllaka çimentoje a me çimento të derdhur etj.; rrasë a pllakë e madhe guri, e punuar me smilar.
FARKOHEM \>*etv.* 1. Kalitem fizikisht e moralisht. farkëtohem.
2. *Pës. e* FARKOJ. *Farkohet hekuri. Farkohet kali. Farkohet oborri.*
FARK OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* FARKËTOJ.
2. Kep gurin e mullirit; punoj me smilar një pllakë a një shtyllë guri. *Farkoj gurët.*
3. Shtroj a mbuloj me pllaka guri të skalisur a me pllaka çimentoje; vesh me gurë a me një shtresë çimentoje etj. *Farkoj oborrin (dyshemenë). la farkuan varrin. Farkoi haUzin me gurë.*
4. Mbath kalin, mushkën etj.
5. Mbërthej, shtrëngoj a lidh fort diçka. *Farkoj dërrasat.*
6. *fig.* Krijoj, formoj diçka.
7. *fig.* la zë gojën dikujt, ia mbyll gojën, s'e lë të flasë.
FARKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Cope rrobe e lehtë, që përdoret për të mbështjellë foshnjën. *E mbështolli me farkore.*
2. Nape djathi.
FARKUAR (i,e) *mb.* 1. Që është punuar me smilar (për një rrasë a pllakë të madhe ose për një shtyllë guri). *Prag i farkuar.*
*2.* Që është shtruar, mbuluar a veshur me pllaka guri të skalisur a me pllaka çimentoje. *Oborr i farkuar. Varr i farkuar. Pus i farkuar.*
3. *shih* FARKËTUAR (i,e).
FARMACEUTIK,~E *mb. mjek.* 1. Që përdoret si bar për të parandaluar ose për të mjekuar një së-mundje; që ka Veti mjëkuese. *Prodhime farmaceutike.*
*2.* Që ka të bëjë me prodhimin e barnave, që pro-dhon barna. *Ndërmarrje farmaceutike. Laborator far-maceutik. Industria farmaceutike.*
FARMACEUTlKË,~A . *mjek.* Degë e mjekësisë që merret me përgatitjen, përpunimin e me ruajtjen e barnave. *Katedra e farmaceutikës.*
FARMACl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Dyqan me një punishte të vogël, ku përgatiten e shiten barna sipas recetave të mjekëve, si edhe sende të tjera për nevoja shëndetësore. *Farmacia e qytetit (e fshatit, e spitalit).*
*2.* Dollap i vogël me disa barna të domosdoshme për t'i dhënë dikujt ndihmën e shpejtë (mbahet në shtëpi, në qendra prodhimi, në institucione etj.). *Farmacia e shkollës.*
FARMACIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që përgatit dhe jep barnat në farmaci, punonjës i farmaci-së; specialist në farmaceutike.
2. Pronari i një farmacie (në vendet kapitaliste).
• Me peshoren e farraacistit me kujdesin më të madh, duke e matur dhe duke e peshuar mirë gjith-çka, me përpikëri të madhe.
FARMACtSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* FARMACIST,~I.
FARMAK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* 1. edhe,fe. Helm.
2. *përd. mb.* Shumë i hidhur, shumë i kripur; helm. *Qenka bërë farmak gjella. E kam gojën farmak.*
3. *përd. ndajf.* Shumë (zakonisht me mbiemrat i kripur, i hidhur). *Farmak i kripur. Farmak i hidhur.*FARMAKOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. edhe *fig.* Helmoj.
2. *jokal.* Ha diçka (në rastet kur këtë e bëjmë në rrethana të rend a ose kur e themi për dike që i duam të keqen). *Ulu, që të farmakosim. — i tha. Akoma nuk paska fartnakosur?*
FARMAKOSEM *vetv. bised.* 1. *edhe fig.* Helmohem. 2. *Pës. e* FARMAKOS.
FAROHEM *vetv.* 1. Vendosem, ngulem në një vend, hedh rrënjë diku.
*2. bised.* Kam uri shumë të madhe, me grin uria.

3. *Pës. e* FAROJ. *U faruan ujqit.*
FAROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. I zhduk a i vras të gjithë, shfaros. *faroi armiqtë. la faruaii asqerët pashës.*
2. Shkatërroj në shkallë të gjerë, prish, rrënoj krejt; shkretoj. *faroi e ftohta pemët. E faroi vendin armiku.*
3. E mbaroj diçka, e ha të tërë, s'lë asgjë pa ngrë-në. *E faroi ntishirt. I faroi dhitë u)ku.*
4. I nvjerr a i marr farat një fryti, kallirit të drithravc etj. *Faroj lirin.*
5. *jokal. shih* FAROHEM 1,2.
FAROKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Qepë që lihet në lehe për fare; rabushi i qepës; xhufka e rrumbu-Uakët e rabushit të qepës që ka farat.
2. *vet. sh.* Farëra bimësh.
FAROR,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. Fryti i disa bimëve a pemëve me fara të vogla brenda (si mollët, dardhat, ftonjtë, portokallet, rrushi, domatet etj.); bimë që bën fryte me fara.
FAROR,~E *mb.* 1. Që lihet a ruhet për fare, fares. *Drufaror. Ngastër farore.*
2. *bot.* Që e ka frytin me fara, që bën fryte me fara. *Bimë farore. Drurët farorë.*
FAROS *kal,* ~A, ~UR *bised.* Faroj. *E farosi gjellën. I farosi qershitë.*
FAROSEM *vetv. bised.* Farohem. *U faros ushtria armike. V farosën tradhtarët* 1 *e bejlerët.*
FAROSH,~E *mb.* 1. Që ka shumë fara brenda, faranik. *Pjepër (trangull) farosh.* 2. Që lihet a ruhet për fare, fares. *Miser farosh.*
FARSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *let.* Komedi e shkurtër me një akt, me përmbajtje të lehtë, që luhet nga aktorët në mënyrë trashanike, me efekte të jasht-me e të tepruara; komedi me humor të trashë.
2. Ndodhi që të bën të qeshësh; veprimtari qesha-rake; loje a Veprim që bëhet për të mashtruar dike, për t'ia arritur një qëllimi jo të mirë; komedi. *Farsë politike. Farsë mashtruese. Farsa e zgjedhjeve në ven-det kapitaliste.*
FASADË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Faqja e për-parme e një ndërtese, ana e jashtme e faqes kryesore të një ndërtese, parëse, ballinë. *Fasada e rtdërtesës (eshtëpisë, e pallatit).*
2. *fig.* Pamje e jashtme e mirë a e bukur, që fsheli diçka të keqe a të shëmtuar, pamjc që të gënjen.
FASULE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare, me kërcell të gjatë, të hollë e për-
dredhës, me gjethe rië trajtë zemre, që mbillet për bish-tajat dhe për kokrrat e saj; bishtajat ose kokrrat e kësaj bime, që përdoren për ushqim; groshë. *Fa-side të njoma (të thata). Fasule e bardhë. Fasule cipë-hollë (cipëtrashë). Fasule hamullore. Kokrra fasuleje. Miza e fasules. zool. Mish me fasule. Mbledh (shkoq) fasulet.* '
*k* Humbi si fasulja në vegsh humbi pa gjurmë, s'u pa me. Nuk me ftohen fasulet *thjeshtligj.* nuk shqe-tësohem fare për diçka, nuk me prishet puna, nuk me ftohet pilafi.
FASULISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT dhe FASU-LtSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Bishtajat e thata të fasules, pasi u janë hequr kokrrat; bima e fasules që është shkulur. *Rrah fasulishtat. Mbledh fasulishtat. Vshqej mefasulishte.*
2. Are a ngastër e mbjellë me. fasule.
FASHË,~A 1 . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e hequr nga një pëlhurë, nga një stof, nga një lëkurë etj.; një cope e tillë e prere si rrip, që shërben zakonisht për të lidhur diçka. *Fashë stofi (letre).*
2. *mjek.* Rrip prej pëlhure të hollë e të rrallë, që përdoret për të lidhur plagët. *Fashë e paster. Zgjidh fashërt. Lidh me fashë.*
3. Diçka që ka trajtën e një rripi të ngushtë. *Fashë drite. Fashë uji.*
• I hoqi (ca) fasha e muhdoi shumë, e sfiliti. la lidhi gojën me fashë ia mbylli gojën, nuk e la të flasë.
FASHË,~A 11 1. Gjendje e qetë; qetësi, prehje. *Ra në fashë.*
2. *përd. ndajf.* Në qetësi. *Bie fashë* pushon, qetë-sohet, fashitet.
FASHlKULL,~LLI *m.sh.* ~J, ~JT. 1. *shtypshkr.* Pjesë libri a reviste, që përbëhet nga disa fletë (katër, tetë, gjashtëmbëdhjetë) me palosje të përbashkët. *Fashikulli* 1 parë *(i futtdit). Libër me tetë fashikuj. Lidh fashikujt.*
2. Secila nga pjesët e një vepre, që botohet pjesë-pjesë në libra të vegjël ose si broshura. *Botim në disa fashikuj.*
FASHlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Anëtar i një orga-nizate fashiste; ndjekës e përkrahës i fashizmit. *Fa-shistët italianë. Fashistët gjakatarë. Fashistët e rinj. Fashist me damkë. Krimet e fashistëve. Lufta kuwdër fashistëve. I dëbuam fashistët.*
FASHlST,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me fashizmin ose me fashistët, i fashizmit ose i fashistëve; që mbësh- -tetet në fashizëm; që mbron, përkrah e propagandorj fashizmin. *Diktaturë (qeveri) fashiste. Regjim fashist. Ideologjia fashiste. Organizatë fashiste. Pushtuesit fashiste. Roberta fashiste. Agresioni fashist.*
2. Që sillet e vepr6n si fashist; që është karakteristik për fashizmin ose për fashistët, prej fashisti. *Vshtri fashiste. Fry me fashiste. Puç fashist. Terror fashist. Metoda fashiste.*
FASHISTIZIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve FASHISTIZOJ, FASHISTl-ZOHËT.
FASH1STIZOHET. *Pës. e* FASHISTIZOJ.
FASHISTIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vendos fashizmin në një vend; fut frymën fashiste e metodatë fashizmit në jetën politike, ekonomike, shoqërore, kulturore etj.
FASHIT (FASHIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bëj që të pushojë a të reshtë dalëngadalë (një punë, një veprim a diçka tjetër që është në lëvizje a në veprim); shuaj dalëngadalë. *Fashit zjarrin.*
2. Shuaj ca nga ca një dhembje a një ndjenjë, zbut, ul, qetësoj. *Fashit etjen. Fashit dhembjen (hidhërimin, zemërimin).*
FASHITET *veiv.* 1. Pushon a resht dalëngadalë (zhurma, një veprim a diçka tjetër që është në lëvizje a vepron), ulet, bie; bie në qetësi. *U fashit zjarri (vullkani). U fashit zhurma (kënga). Fashitet deti (era, stuhia). Fashiten dallgët. Fashitet lëvizja (krye-ngritja, greva).*
2. Shuhet ca nga ca; fikatet (një dhembje a një ndjenjë). *lu fashit inati.*
3. *Pës. e* FASHIT.
FASHITJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve FASHIT, FASHITET.
FASHITUR (i,e) *mb.* 1. Që ka pushuar dalëngadalë së vepruari; që as dëgjohet, as shjhet me; që nuk është me në lëvizje a nuk vepron me, që ka rënë në qetësi; që është shuar dalëngadalë. *Det i fashitur. Vullkan i fashitur.*
2. Që është shuar ca nga ca, që nuk ndihet me (për një dhembje, një ndjenjë etj.). *Ndjenja të fashitura. Dashuri e fashitur.*

FASHIZËM,~MI m. Forma më e egër e më e hapur e diktaturës së borgjezisë imperialiste, që ka-rakterizohet nga zbatimi i metodave me terroriste, nga shovinizmi e nga racizmi me i tërbuar dhe që ka për qëllim të shtypë me dhunë çdo lëvizje revolucio-nare të proletariatit e të masave të gjera punonjëse, të zhdukë çdo liri demokratike dhe të pushtojë me luftë vende të tjera; rrymë ideologjike e politike tej-reaksionare, që shpreh interesat e synimet e kapitalit monopolist dhe që përligj e propagandon idealizmin, filozofinë e moralin e urrejtjes së njeriut për njeriun, ndarjen e njerëzve në të ashtuquajturat raca "të ulëta" e "të larta", terrorin, agresionin e luftërat push-tuese etj. *Fashizmi gjakatar. Fashizmi e nazizmi. Lufta kundër fashizmit. Përmbysja* e *fashizmit. Përpiqen të ringjallin fashizmin.*

FASHCALL,~OLLI *m. sh.* ~OJ, ~OJTË. Hoje blete, pite mjalti.

FAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Sipas filozoflsë idea-liste, fesë dhe besimeve të kota: fuqi e panjohur a e mbinatyrshme, që gjoja paracakton në mënyrë të pashmangshme gjithçka që i ndodh njeriut në jetë, të ardhmen e tij dhe rrjedhën e të gjitha ngjarjeve, pavarësisht nga vullneti i njeriut e nga shoqëria.

2. Gërshetim rrethanash e lidhje ngjarjesh që ndo-dhin rastësisht në jetën e dikujt. *Fat i mirë (i keq). Fat i bar dhe (i zi). Fat i madh. E ndihmoi (i eci, i buzëqeshi) fati. E solli fati. I ra (i qëlloi) fati. E la në dorë të fatit. E la në mëshirë të fatit.*

3. Rrjedhë ngjarjesh që mbarojnë me një fund të kënaqshëm; përfundim i lumtur; lumturi, diçka e mirë, mbarësi. *Ka fat. Është me (pa) fat. Sjell fat. Me fat e me jetë! ur.*

4. edhe *sh.* ~E, ~ET. Gjendja në të cilën është

ose do të jetë dIkush a diçka; rruga e zhvillimit të mëtejshëm të diçkaje në të ardhmen; ditët që na presin, ajo që do <të vijë, e ardhmja. *Fati i njeriut. Fati i popullit (i atdheut, i vendit). Fati i revolucionit (i socializmit). Fati i luftës. Zot i fateve të vela. E vendos vetë fatin. E lidhi fatin e vet me Partinë. Kuj-desem për fatin e fëmijëve.*

5. Diçka që i përket dikujt, pjesa që i takon dikujt për të marrë; risk, short. *Dua fatin tim. Mori fatin e vet. lu be fat.*

6. *vjet.* Burri ose gruaja kur martoheshin me shkuesi; short, bashkëshort. *Fati i saj. Fati i pare. E mori për fat* u martua. *Nuk i kishte dale fati* nuk e kishte gjetur bashkëshortin, ishte ende e pamartuar.

• për fat për fat të mirë, fatmirësisht. për fat të keq mjerisht, fatkeqësisht. për fat të mirë fatmirësisht, lumturisht. Ironi e fatit *iron,* përdoret kur ndodh diçka që nuk pritej e as mund të mendohej, kur vjen diçka fare e rastit dhe e pagjasë ose diçka e kundërt me atë që duhej të ndodhte. Rrota e fatit *vjet., libr. shih te* RROTË,~A.

FATAL,~E *mb.* I. Që gjoja është përcaktuar nga fati dhe është i pashmangshëm, që gjoja vendos për fatin a të ardhmen e njerëzve (sipas filozofisë idealiste, fesë dhe besimeve të kota). *Forca fatale. Cast fatal.*

*2.* Që sjell dëm të madh a pasoja të rënda; që sjell një fatkeqësi të madhe, vdekjeprurës; i pandreqshëm. *Veprim fatal. Ngjarje fatale. Gabim fatal.*

FATALIST, ~E *mb.* 1. Që bazohet në fatalizëm; që përshkohet nga fryma e fatalizmit; që e lë veten krejtësisht në dorën e fatit. *Pikëpamje (frymë) fata-liste. Qëndrim fatalist. Njeri fatalist.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri fatalist.

FATALIZËM,~MI m. Pikëpamje idealiste, mis-tike e fetare, sipas së cilës gjithçka që ndodh në na-tyrë, në shoqëri e në jetën e njeriut është e paracak-tuar gjoja nga një fuqi e panjohur a e mbinatyrshme, që nuk mund të shmanget e nuk mund të mposhtet nga njeriu; besimi i verbër te fati. *Ra në fatalizëm.*

FATBARDHË *mb.* 1. Që ka shumë fat, që ka fat të bardhë, fatlumtur (për njerëzit); *kund.* faUi.

2. Që vjen me diçka të mirë, që sjell mbarësi; *kund.* fatzi. *Ditë fatbardhë.*

FATBARDHËSt,~A . Të qenët me fat të mirë, të qenët fatbardhë; mbarësi; lumturi. *Cast fatbardhë-sie. Sjell fatbardhësi. Uroj fatbardhësi.*

FATBARDHËSISHT *ndajf. për* fat të mirë, fatmirësisht, lumturisht.

FATl,~A . *sh.* ~, ~TË *mil.* Secila nga tri figurat e përrallave popullore, që përfytyroheshin si gra, të cilat gjoja vinin te djepi i fëmijës natën e tretë të lindjes dhe paracaktonin fatin a të ardhmen e tij. *Tri fatitë.*

FATKEQ,~E *mb.* 1. Që ka fat të keq, që e ndjekin fatkeqesitë, fatzi; që është për të ardhur keq a për t'u mëshiruar (për njerëzit); *kund.* fatrairë.

2. Që vjen me diçka të keqe, që sjell vuajtje e hidhërim, që sjell fatkeqësi. *Ditë fatkeqe. Ngjarje fatkeqe.*

3. Që përfundon keq, që nuk mbaron me lumturi. *DashUri (mwtesël fatkeqe.*4. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

FATKEQËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *kryes. nj.* Të qenët fatkeq; gjendje shumë e rëndë a e keqe për dike. *Fatkeqësi e madhe. I shkaktoi fatkeqësi. Për-balloi fatkeqësitë.*

2. Rast, veprim, ngjarje a dukuri që i sjell dikujt dhembje; hidherime, vuajtje, dëme të mëdha etj.; diçka fatkeqe. *Fatkeqësitë e natyrës. Në rast fatke-qësle. Ndodhi (i ra) një fatkeqësi.*

, FATKEQËSISHT *ndajf. për* fat të keq, mjerisht; *kund.* fatmirësisht. *Fatkeqësisht, nuk mund të vij. Fatkeqësisht, theu dorën.*

FATLIG,~Ë *mb.* Fatkeq.

FATLUM,~E *mb.* 1. Që ka fat të mirë, që është me fat të bardhë; i lumtur (për njerëzit).

2. Që sjell lumturi, që sjell të mira e gëzIme; i lumtur. *Ditë fattume. Cast fatlum.*

3. *Përd em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. FATLUMTUR *mb.* Fatbardhë, fatlum.

FATMADH,~E *mb.* Që ka fat të madh, që i ecën shumë fati, që është me fat.

FATMBARË *mb.* Që i ecën fati mbarë; fatbardhë.

FATMBARËSI,~A . Të qenët me fat të mbarë; fatbardhësi; mbarësi.

FATMIRË *mb.* 1. Që ka fat të mirë, që i ecën fati, me fat; fatbardhë, fatlum (për njerëzit); *kund.* fatkeq.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

FATMIRËSI,~A . 1. Të qenët me fat të mirë; fat i mirë.

2. Mbarësi, fatbaTdhësi; lumturi. *Pati fatmirësi dhe përparim. •k për* fatmirësinë time për fat të mirë, fatmirësisht.

FATMIRËSISHT *ndaif. për* fat të mirë, lumturisht; *kund.* fatkeqësisht. *Fatmirësisht arriti në kohë.*

FATMJERË *mb.* Fatkeq. *Ditë fatmjerë.*

FAT0S,~I *m. sh.* ~A, —AT. 1. Nxënës i ciklit të ulët të shJcollës tetëvjeçare deri në moshën nëntë vjeç, para se të hyjë në organizatën e pionierit. *Kori (grupi) i fatosave. Edukimi i fatosave.*
*2. fig.* Trim i forte; kreshnik. *Fatos i vërtetë. Fa-tosat e Shqipërisë.*
FATOSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* FATOS, ~I. *Fatoset e klasës së pare. Fatoset që luftuan për lirinë e Shqipërisë.*
FATPADALË *mb.* 1. Që nuk i ka dale ende fati për t'u martuar, që ka mbetur pa u martuar (për vaj-zat kur martoheshin me mblesëri). *Vajzë fatpadalë.*
*2. Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
FATPRURËS,~E *mb.* Fatsjellës.
FATRRËFYES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që gjoja mund t'i parashikonte ose t'i tregonte të ardhmen dikujt, fatthënës (sipas besimeve të kota); falltar.
2. *përd. mb.* Që gjoja parashikon a parathotë diçka.
FATRRËFYESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* FATRRËFYES,~I.
FATSJELLËS,~E *mb.* Që sjell të mira e mbarësi.
FATSHKRETË *mb.* 1. Që s'ka fat asnjëherë, që e ndjek gjithnjë fati i keq; që është për të ardhur keq; fatmjerë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ajo fat-shkreta.*
FATTHËNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *mit.* Vendi a faltorja ku në kohët e lashta priftërinjtë parashi-konin gjoja të ardhmen e njerëzve duke shprehur, sipas tyre, edhe mendimin e hyjnive.
2. Ajo që gjoja mund të parashikonte të ardhmen e njerëzve, fatrrëfyese (sipas besimeve të kota); fall-tare.
3. *mit.* Fatia. *Tri fatthënat.*
*4.* Diçka që parathuhet; fat.
FATTHËNËS, ~I *nt. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që gjoja mund t'i parashikonte ose t'i tregonte të ardhmen dikujt, fatrrëfyes (sipas besimeve të kota); falltar.
2. *përd. mb.* Që gjoja parashikon a parathotë diçka.
FATËRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dëftesë ku është shënuar sasia e një malli që shitet dhe çmimi i tij ose një detyrim në të holla; dokument që shoqëron mallin, i cili shitet ose blihet. *Fatura e qirasë së shtë-pisë. Pres (lëshoj, nënshkruaj) fatUrën, Shlyej faturën.*
FATURIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FATUROJ, FATUROHEM. *Dokumenti i faturimit. Bëj faturimin.*
FATUROHEM *vetv.* 1. *bised.* Regjistroj në faturë sasinë dhe çmimin e një malli që mbart me automjet nga një vend në një vend tjetër (zakonisht për shoferët). *Shkoipër t'ufaturuar.*
*2. Pës. e* FATUROJ. *faturohet blerësit.*
FATUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shënoj në një dëftesë sasinë dhe Çmimin e një malli që shitet ose blihet, bëj faturën. *Faturoj mallin.*
FATURUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën faturimin, ai qe lëshon faturën.
FATZl,~ZEZË *mb. 1.* Që ka fat shumë të keq, që nuk i ecën fare fati; fatkeq; *kund.* fatbardhë.
2. Që ka pësuar një fatkeqësi të madhe. *Grim fat-zezë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Ç'e gjeti, fatzinë!*
FAUNË,~A . Bota shtazore e një vendi a e një krahine, tërësia e kafshëve. *Fauna tokësore (ujore, detare). Fauna polare. Fauna e Shqipërisë.*
FAVOR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. E mirë a leh-tësi e veçantë që i bëhet dikujt. *bëri një favor.*
*2. keq.* Ndihmë, përkrahje a mbrojtje e padrejtë, që i bëhet dikujt; anësi, hater. *Bën favore. Nuk le-johen favoret.*
3. Ndihmë a përkrahje që i jepet dikujt në të holla ose në sende të tjera; masë e veçantë për të ndihmuar zhvillimin e diçkaje. *Favore për kooperativat bujqë-sore (tnalore).*
4. Diçka që krijon mundësi e Iehtësi pune a veprimi për dike; dobi. *Kishte në favor erën. Në favor të dikujt* në dobi të dikujt, për të mirën e tij.
FAVORIZIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FAVORIZOJ, FAVORI-ZOHEM.2. Favor. *bën favorizime.* FAVORIZOHEM *libr. Pës. e* FAVORIZOJ.
FAVORIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. I bëj një të mirë të veçantë a një favor dikujt; i jap ndihmë a përkrahje; marr një masë në interes të dikujt a të diçkaje.
2. *keq.* Përkrah a mbroj dike pa të drejtë, i mbaj anën, e mbaj me hater.
3. I krijoj mundësi a lehtësi pune ose veprimi dikujt; i bëj mirë dikujt a diçkaje, i sjell dobi, e ndih-moj. *Mali i favorizoi mbirjet.*
FAVORSHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që është në të mirën e në dobinë e dikujt; i përshtatshëm, i volitshëm. *Kushte (rrethana, masa) të favorshme. Rast (cast) i favorshëm. Qëndrim i favorshëm.*
FAZAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Shpend i egër, me trup sa të gjelit, me bisht të gjatë, me pupla të bukura shumëngjyrëshe, që gjuhet për mishin e tij të shijshëm; mishi i këtij shpendi i gatuar si gjellë. *Fazan mashkull (fenter). Fazan i pjekur. Pendë (vezë) fazani.*
FAZË,~A.JI. ~A, ~AT. 1. Pjesë jo e gjatë kohe në zhvillimin e një veprimtarie, të një procesi, të një dukurie etj.; shkallë e veçantë në zhvillimin e diçkaje. *Faza e pare. Faze e re. Fazë vendimtare (e rëndësishme, kalimtare). Faza përgatitore (fillestare, përfundimtare, e fundit). Fazat e sëmundjes. Fazat e kampionatit (e spartakiadës). Fazat e zhvillimit. Zhvillohet me faza. Ndaj në faza.*
2. *biol.* Shkallë e veçantë në jetën e një organizmi. *Faza embrionale (riprodhuese). Faza e lulëzimit (e vëllazërimit). Faza e Vezës (e qumështit). Fazat e jetës.*
3. *sport.* Pjesë e largësisë që përshkohet gjatë një gare çiklistike etj., etapë. *Faza e parë (e fundit).*
4. *astr.* Secila nga pamjet a gjendjet e veçanta të Hënës ose të një planeti tjetër, që shfaqen (ashtu siç duken nga Toka) sipas dritës që marrin nga Dielli a sipas kohës së rrotullimit; gjendje e caktuar e Hënës ose e një planeti, që shfaqet me ndryshimin e formave a të pamjeve të tyre, *Fazat e Hënës. Fazat e Marsit (e Merkurit).*
5. *elektr.* Grup i veçantë i mbështjelljeve të gjene-ratorit të rrymës së ndryshueshme. *Rrymë me tri faza. Rënia në fazë.*
6. Pjesë e një rakete të përbërë, që shkëputet nga të tjerat në një kohë të caktuar. *Raketë me dy faza.*
Doli (iku, kaloi) nga faza *thjeshtligj.* s'është në rregull nga mendja; u çmend.
FE,~JA. *sh.* ~, ~TË. Besimi i yerbër se gjithçka në botë përcaktohet e drejtohet gjoja nga forca të mbinatyrshme, hyjnore, i cili ka lindur qysh në kohe shumë të hershme dhe është i papajtueshëm me bo-tëkuptimin shkencor, materialist; tërësi dogmash që japin një botëkuptim fund e krye idealist e reaksio-nar, i cili është armik i betuar i pCrparimit e i shken-cës, dhe përdoret nga klasat

sunduese për të mash-truar e për të nënshtruar masat punonjëse; besimi te zoti. *Feja e krishterë (ortodokse, katolike, myslimane). Origjina (përhapja) e fesë. Lufta kundër fesë. Ndërroi fenë. Mohoj (luftoj) fenë. Feja është opium për po-pullin.*
FEÇKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Zgjatim i madh i hundës së elefantit në trajtën e një gypi të lëviz-
shëm; zgjatim i turirit të disa kafshëve si derri etj. *Feçka e elefantit. Feçka e derrit. Ngre feçkën. Rrëmon me feçkë.*
2. Zgjatim i kokës te disa kafshë jokerbishtore a te disa insekte që u shërben atyre për të kapur gjahun. për t'u mbrojtur etj. *Feçka e hardhucës. Feçka e shu-shunjës. Feçka e bletës. E kap me feçkë.*
3. Pjesë e zgjatur në anën e përparme të disa për-dorëseve, makinaVe etj., që ka pamjen e turirit të kafshëve. *Feçka e gjyrykut. Feçka e frezës.*
4. *shar.* Fytyrë e shëmtuar, turi.
FEÇKËDERR *mb. shar.* 1. Që e ka turirin të zgjatur si të derrit, i shëmtuar në fytyrë, turiderr. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
FEÇKOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Kandërr me kokë të zgjatur si feçkë, që bren sythet e bimëve a të pemëve ose shpon frytet e tyre e i bën vrima-vrima. *Feçkori i mollës. Feçkori i lajthisë. Feçkori i luleshtry-dhes.*
FEDERAL,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Drejtues i orga-nizatës së partisë fashiste në një prefekturë gjatë pushtimit fashist Italian në Shqipëri.
FEDERAL,~E *mb.* 1. Federativ. *Shtet federal. Republikë federate. Sistem federal.*
2. Që i përket një federate shtetesh; që ka të bëjë me një federate shoqërish a organizatash të ndrysh-me, i federates. *Qeveri federate. Zyrë federate.*
FEDERATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shtet i përbërë nga bashkimi i disa shteteve më të vogla, që varen nga qeveria qendrore, por që kanë një fare pa-varësie kushtetuese; bashkim i disa shteteve.
2. Shoqëri a organizatë qendrore, që përfshin disa shoqëri dhe organizata të tjera më të vogla; bashkim i disa shoqërive a organizatave në një organizatë qendrore. *Federata Shqiptare e Futbollit.*
FEDERATIV, ~E *mb.* 1. Që është ndërtuar si një federate shtetesh, që përbëhet nga disa shtete më të vogla; që bën pjesë në një federate. *Shtet federativ. Republikë federative.*
2. Që lidhet me mënyrën e qeverisjes ose të orga-nizimit të një federate. *Organizimi federativ i shtetit. I krijuar mbi baza federative.*
FEJE,~T. 1. *sh.* i FYELL,~I.
2. Fej zat. *Fejet e hundës.*
FEJESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Lidhje ndërmjet djalit e vajzës, që i premtojnë njëri-tjetrit se do të martohen e që e shpallin këtë edhe në familjet e tyre e për të njohurit; ceremonia që bëhet kur shpallet kjo lidhje. *Fejesë e lumtur. Dita e fejesës. Bëj (shpall) fejesën. E prishi fejesën.*
2. Koha që nga dhënia e fjalës për t'u martuar deri në ditën e martesës. *Gjatë fejesës.*
FEJOHEM vefv. Jap premtimin se do të martohem me dike, lidh fejesë me dike; shpall fejesën. *U fejua vajza (djali). U fejuan pa shkuesi.*
FEJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Jap pëlqimin për fejesën e djalit, të vajzës, të motrës etj. me dike; bëj e shpall fejesën e djalit, të vajzës, të motrës etj.; lidh me fejesë një çift. *Fejoi djalin (nipin). Fejoi vajzën (motrën).*
FEJTON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *let.* Artikull satirik.që botohet n6 gazetë a në revistë dhe fshikullon të metat e anët e dobëta në jetën e në veprimtarinë e njerëzve. *Fejtoit pçlitik.*
FEJUAR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). 1. Ai që ka
lidhur fejesë me dike; ai që është fejuar. *fejuari i saj. I fejuari i mbesës.*
2. në *sh.* Djali dhe Vajza që janë fejuar. *Erdhën të fejuarit.*
FEJUAR, ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). *Fem. e* FEJUAR, ~I (i) i. *E fejuara ime. E fejuaro e shokut.*
FEJUAR (i,e) *mb.* Që lea lidhur fejesë me dike, që është fejuar. *Vajzë e fejuar. Djalë i fejuar. Janë të fejuar.*
FEJZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gyp i ngushtë në trupin e frymorëve a te bimët, nëpër të cilin qarkullon ajri a ndonjë lëng; fyell. *Fejzat e hundës* vrimat e hundës. *Fejzat e luleve.*
FEKALE,~T . *vet. sh. libr.* Jashtëqitjet e njeriut. *Grumbullojrtë fekalet. Plehërojnë me fekale.*
FEKONDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *biol.* Pllenim. *Fekondim artificial. Fekondim i kryqëzuar. Fekonditni i yezës. Bëhet fekondimi.*
FEKONDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *biol.* Pllenoj.
FEKS *jokal.,* ~A, ~UR. 1. *vet. veto III.* Fillon tëj ndriçojë; shkëlqen, llapëtin, llamburin. *Feksi drita. Feksi ylberi. Feksi hëna. Feksin reklamat. Feksin muret.*
2. *pavet.* Agon. *Sapo feksi. Pa feksur mirë.*
3. *kal.* E pastroj diçka më të fërkuar etj. dhe e bëj që të shkëlqejë, e ndrit. *feksi mobiljet (xhamet).*
4. *vet. veta III fig.* Duket a shfaqet qartë diçka, bie menjëherë në sy; me vjen në mendje diçka me-njëherë; shkëlqen. *I fekste gëzimi (bukuria). I feksin sytë I* shkëlqejnë sytë nga gëzimi etj. *I feksi rtjë mendim* i shkrepi një mendim.
5. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të për-etnrit vetor në r. dhanore) fig. bised.* la arrij qëllimit, ia dal në krye; me ndez. *V përpoq, por nuk i feksi.*
6. *bised.* E qëlloj me force dike, ia ngjesh me pë-llëmbë (zakonisht në fytyrë). *Ia feksi me pëilëmbë.*
FELËSHUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që e brak-tiste fenë e vet; femohues.
FELGRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fërgëllimë.
FELGROJ *jtiKal,* ~OVA, ~UAR. Fërgëlloj. *Kuajt felgronin. I felgronte gjithë shtati.*
FEME,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Fëndyell.
FEMËR,~RA *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Njeri me
veti anatomike e fiziologjike të tilla, që i japin mundësi të bëjë fëmijë dhe që,ka tipare të dallueshme nga mashkulli; grua a Vajzë; *kund.* mashkull. *Femra shqip-tare. Femër e bukur. Zë femre. Organizmi i femrës. Skuadra e femrave. për femra.*
21 Kafshë që pjell të vegjël ose bën Vezë; *kund.* mashkull. *Femra e çakallit (e rrëqebullit). Femra e bilbilit (e fazanit). Femra e qefullit (e krapit).*
*y. bot.* Vezorja e lules.
*A. tek.* Pjesa e futur a e thelluar e një mjeti, e një mekanizmi, ose e diçkaje tjetër, në të cilën hyn a mbçrthehet pjesa tjetër; *kund.* mashkull. *Femra e mbërtheckës. Femra e karrocës. Femër e mashkull.*
5. *përd. mb.* I gjinisë femërore, femëror. *Kafshë femër. Viç femër. Peshk femër. Lule femër.*

6. *përd. mb.* Që është e futur a e thelluar dhe hyn a mbërthehet në të pjesa tjetër. *Kopsë (mbërtheckë) femër.*
*-k* GUT femër gur që mund të çahet e të bëhet rrasa. E ka mendjen femër është i zgjuar, i pjell mendja, krijon.
FEMËRI,~A . *përmb.* Tërësia e femrave, grate dhe vajzat. *Gjithë femëria.*
FEMËRON *kal.,* ~OI, ~UAR. Bën një pjellë femër, pjell femra (për kafshët); *kund.* mashkullon. *Femëroi lopa.*
FEMËROR,~E *mb.* 1. Që mund të lindë fëmijë; që pjell të Vegjël ose vezë; që *i* përket femrës, i femrës. *Organet femërore.*
*2.* Që lidhet me vajzat a me grate; që bëhet a ush-trohet nga grate; që përbëhet nga vajza e nga gra; që është i caktuar vetëm për vajza e për gra. *Organi-zatë femërore. Lëvizja femërore. Kolektiv femëror. Institut femëror.*
3. Që është Veçori e femrës, që ka tiparet a cilësitë e një femre, i tillë si prej femre. *Fytyrë (pamje) femërore. Zëra femërore. E qeshur femërore.*
*4. bot.* Që ka vetëm vezore (për lulet). *Lule femërore.*
*5. gjuh.* Që i përket gjinisë femërore. *Emër femëror.*
*6. let.* Që e ka theksin në rrokjen e parafundit. *Varg femëror. Rime femërors.*
Gjinia femërore *gjuh.* kategori leksiko-gramatikore e emrave dhe e disa përemrave, të cilët shënojnë një frymor femër ose një send që nga ana gramatikore merret si femër; kategori gramatikore e mbiemrave dhe e disa fjalëve të tjera që lidhen me emra a me përemra të tillë dhe që përkojnë me ta.
FEMËRORE,~JA . 1. *gjuh.* Gjinia femërore. *2. bot.* Vezorja e lules.
FEMOHUES, ~E *mb.* 1. Që mohon fenë e tij dhe përqafon një fe tjetër; që mohon fenë, që nuk beson.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. FEND *jokal.,* ~A, ~UR. Bëj fendë.
FENDË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. Gazme erë të keqe, që nxjerr njeriu a kafsha nga poshtë pa zhurmë.
FENDOSË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lloj kër-pudhe e rrumbullakët e pa bisht, e cila kur piqet mbushet me një pluhur në ngjyrë të errët.
FENER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Llambë ndriçimi me Vajguri etj., që është e mbyllur përqark me xham per, të mos u shuar nga era dhe që ka një dorezë teli për ta mbajtur. *Fener dore. Fener me vajguri (me karbit). Fener minierash. Drita e fenerit. Ndez fenerin.*
2. Llambë ndriçimi me bateri, që vihet zakonisht ne të dy anët e përparme të një makine, përpara mo-toçikletës a biçikletës për të ndriçuar rrugën gja-të udhëtimit natën. *Fener makine. Ndez fenerët. Me fenerë të shuar.*
3. Pajisje me dritë të forte, e vendosur në një vend të lartë në breg të detit (zakonisht mbi një kullë) si shenjë për anijet, që lundrojnë natën; far. *Fener deti. Drita e fenerit. Kulla e fenerit.*
4. *fig.* Diçka që tregon rrugën a drejtimin që duhetndjekur; udhërrëfyes. *Shqipëria — ferier ndriçues i socializmit.*
*k* E zone pa fener *dike* e kapën duke vjedhur a duke bërë një punë të pandershme e të pamoralshme, e zunë me pelë për dore.
FENIKAS,~I m. *sh.* ~, ~IT *hist,* Pjesëtar i po-pullsisë së shtetit të lashtë të Fenikisë.
FENIKAS,~E *ntb. hist.* Që ka të bëjë me Feni-kinë Qse me fenikasit, që është karakteristik për Fe-nikinë ose për fenikasit, i Fenikisë ose i fenikasve; që është krijuar nga fenikasit. *Populli fenikas. Anijet fenikase. Gjuha (kultura) fenikase. Alfabeti fenikas.*
FENIKS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* 1. Zog përrallor, që, sipas mitologjisë së disa popujve të vjetër, kishte vetinë të digjej dhe të ringjallej përsëri nga hiri i vet. *U ringjail si feniksi.*
*1.* Simboli i ripërtëritjes së përjetshme e i ringjalljes së pandërprerë.
3. *fig.* Njeri me veti të jashtëzakonshme e shumë i shquar në një fushë veprimtarie. *Feniks i letërsisë.*
*k PALMA FENIKS bot.* Lloj palme, degët e për-kulura të së cilës u ngjajnë pendëve të gjata të një zogu të madh.
FENOMEN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Dukuri. *Fenomen fizik (kimik). Fenomen atmosferik. Fenomen shoqëror. Fenomen i përgjithshëm (tipik, i veçantë, i zakonshëm). Fenomenet e natyrës.*
2. *fig.* Njeri me prirje dhe aftësi të jashtëzakon-shme. *Ishte fenomen.*
FEREXHE,~JA . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Rrobë e zezë, më të cilën grate myslimane mbulonin fytyrën dhe trupin kur dilnin nga shtëpia. *Veshi (vuri) fe-rexhenë. E hoqën ferexhenë.*
FERISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Fëmijë i vogël, foshnjë.
FERMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Dekret a urdhër me shkrim i sulltanit në Perandorinë Osmane për një gradim, për një dekorim, për një shpërblim, për një dënim etj. *Nxori (lëshoi) fermanin. E dha me ferman.*
*2. iron.* Dokument zyrtar, dëshmi.
•*k* Me ferman *keq.* i njohur nga të gjithë si i keq, me nam. I këndoi fermanin *vjet.* e dënoi me vdekje dike, e groposi; i punoi qindin.
FERMELE,~JA . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Jelek i gjatë pa mëngë, i qëndisur me flje ari ose argjendi, që e mbanin zakonisht grate. *Fermeleja e nuses. Veshi fermelenë.*
FERMENT, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* THARM,~I. *Fermenti i birrës.*
FERMENTIM,~I *in. sh.* ~E, ~ET. *shih* THAR-MËTIM,~I. *Fermentimi i verës. Reparti i fermentimit. Bëhet fermentimC.*
FERMENTOHET *vetv. shih* THARMËTOHET.
*Fermentohet birra.*
FERMENTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. *shih* THAR-MËTOJ.
FERMENTUAR(i,e)më. *shih* THARMËTUAR (i,e).
FERMER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pronari i një fer-me; bujk që ka token e vet ose që e ka marrë me qira (në vendet kapitaliste). *Fermer madh. Bir i një fer-meri.*
FERMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *bised.* Ndërmarrje bujqësore a blegtorale, që është prone e gjithë po-pullit dhe administrohet nga shteti socialist; ekortomi e madhe socialiste, ku rriten bimë të caktuara bujqësore ose mbahen lloje të caktuara kafshësh a shpen-dësh. *Fermë bujqësore (blegtorale). Fermë lopësh (derrash, shpendësh, pulash). Ferma e Sukthit. Ferma* "Ç(Vi>m". *Punëtorët e ferme's. Punon në fermë.*
2. Ekonomi bujqësore a blegtorale private në vendet kapitaliste. *Pronari i fermës.*
FERR,~Im.l. *fet.* Sipas përfytyrimeve fetare: Vend ku gjoja shpirtrat e të vdekurve mundohen e vuajnë për mëkatet që kanë bërë në të gjallë; skëterrë. *kund.* parajsë. *Ferri dhe parajsa. Mundimet e ferrit. Si në ferr.*
*2. fig.* Vend ku jetohet shumë keq, me vuajtje e me mundime të padurueshme; gjendja e dikujt që mun-dohet dhe vuan shumë shpirtërisht. *Jetë ferri. Vuajtje ferri. la*

*bëri jetën (ditët) ferr* ia nxiu jetën, ia bëri të padurueshme.
FERRAC,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Shkurre ka-cavarëse e vendeve mesdhetare, që ka gjethe të trasha në trajtë zemre e me gjemba anëve dhe që bën lule të bardha në vile e kokrra të kuqe.
FERRACAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Peshk i vogël me hala, që ka gjemba në shpinë e në bark në vend të fletëve notuese; një lloj krapi i vogël.
FERRACAK,~E *mb.* 1. Që është me gjemba, që ka ferra. *Shkurre ferracake. Gjethe ferracake.*
*2. fig. keq.* Që nuk të shqitet, që të bëhet ferrë. *Njeri ferracak.*
Kungull ferracak *bot.* stërkungull. FERRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Cinxami.
FERRCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Gjembaç; ferrë.
2. *krahin.* Hale peshku. *Peshk me ferrca.*
3. *kryes. sh. fig.* Spica. *fut ferrca.*
FERRECKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Gjembaç; ferrë. *Ferrecka gomari. 2. krahin.* Ferrë deti, akacie.
FERRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Emërtim i përgjithshëm për shkurre të ndryshme me shumë degë e me gjemba, që mbijnë vetiu nëpër vende të papunuara, nëpër ledhe, anës udhëve etj. *Gjiitia e ferrate.*
*2. bot.* Shkurre që mbin vetiu nëpër vende të papunuara, anës udhëve etj., me shumë degë të holla e të mbuluara me gjemba të shkurtër, me gjethe të dhëm-bëzuara në trajtë zemre dhe me lule të bardha, që bën kokrra si të manit, të cilat kur piqen marrin ngjyrë të zezë e bëhen të ëmbla; manaferrë. *Degë (gjethe) ferre. Gjemb ferre. Mana ferre. Gardh me ferra. Pres ferrat.*
3. Degë a kërcell nga kjo shkurre; gjemb. *hyri një ferrë. U shpua me një ferrë.*
4. *bot.* Gjembaç.
5. *fig.* Diçka e keqe ose njeri i keq që na pengon të ecim përpara, që na nxjerr vështirësi e telashe;gjë e keqe; hall i madh. *Postroj (qëroj, heq, shkul, zhduk) ferrat. Mbillte ferra nipër këmbë. S'ka gardh pa ferra. fj.u.*
6. *fig.* Njeri që u ngjitet pas të tjerëve e i mërzit, që nuk të ndahet e s'të lë të qetë. *Është ferrë. E kam ferrë.*
• Iu be ferrë (rriqër, rrodhe...) *shih te* BËHEM. Çau ferrën (dushkun) *shih te* ÇAJ. I hynë ferrat filloi të shqetësohet, i hyri krimbi. I vuri ferrën (drizën) *diçkaje* e la, e braktisi. I bëhet ferra Brahim ka frikë për çdo gjë, trembet për çdo gjë, i bëhet gogol. E bën ferrën pëllë *shih te* PËLLE. Hodhi një gnr në ferrë (në lumë, në ujë) *shih tek* UJË,~I. Nuk i ka hyrë ferrë (gjemb) në këmbë nuk ka vuajtur fare, nuk ka hequr keq në jetë; nuk ka pësuar asgjë, s'ka pasur asnjë humbje. Jam (rri) si në (mbi) ferra (gjemba, vezë) *shih te* GJEMB, ~I. E kam ferrë për qa-fe *diç k a* me shqetëson vazhdimisht, me bezdis shu-më. E ka ferrë (gjemb, hale, shushull) në sy *shih te* HALE, ~A. Kërkoi derë e ferrë *shih te* DERË,~A. E mori ferra fjalën u përhap fjala kudo, e morën vesh të gjithë. E mori ferra uratën mori fund puna, nuk rregullohet me (thuhet kur diçka nuk mund të prapësohet a të ndreqet me). Mban ferra lakuriq *shih te* LAKURIQ. I mbiftë ferra në derë! *mallk. i* rente një e keqe e madhe e iu shofshin të gjithë, iu shoftë pragu! la mbylli derën me; ferra i bëri një të keqe të madhe, i bëri gjëmën, e shoi krejt, e fiku me tërë familjen. I vuri ferrën shtë-pisë (derës) nuk la njeri pas, u shua me tërë familjen, u file, u shkretua. Ferra e nisi, ferra e grisi *shih te* GRIS. Nuk i ngjitej (nuk e kapte) ferra gjëkundi ishte shumë i varfër, s'kishte asgjë, s'kishte ku ta zinte qeni. Har-dhia e bën rrushin, ferra e merr uratën *fj.u. shih te* HAR-DHI,~A. Zog ferre (min, shtrige) *zool. shih te* ZOG,~U. Ferrë e bardhë *bot.* ferrë-bardhë. Ferrë e butë *bot.* ferrëbutë. Ferrë d e t i *bot.* akacie. Ferrë (gjemb) gomari *bot}* gjembaç, rrëfeshk. Ferrë e keqe *bot.* dri-zë. Ferrë e ktiqe *bot.* ferrëkuqe, drizë.
FERRËBARDHË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Trën-dafil i egër; kaçe.
FERRËBUTË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore, me degë të holla, me gjethe si fije e me push, me lule zakonisht të verdha, që bën kokrra si një rruazë e vogël në ngjyrë të kuqe.
FERRËDET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Akacie.
FERRËGJATË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *tool.* Gjitar nga rendi i brejtësve, që e ka shpinën të mbuluar me gjemba të forte e më të gjatë se të iriqit.
FERRËKAÇE,~JA *sh.* ~E, ~ET *bot.* Trën-dafil i egër, kaçe.
FËRRËKUQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Drizë.
FERRËLAGËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj manaferre me lastarë zvarritës, me gjemba të vegjël, me gjethe të dhëmbëzuara e me push të butë nga poshtë.
FERRËMANZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Ma-naferrë.
FERRËMl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bot.* Brengë thiu.,
FERRËNCSE,~JA *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore, me shumë degë e me gjemba të helmet, me lule të vogla në ngjyrë trëndafili a të verdha, që
mbin anës rrugëve ose në kullota e livadhe; kolmuth.
FERRËPATË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lloj gjem-baçi me gjethe të trasha e me një majë si ferrë, me lule në trajtën e një tufëze të bardhë e me kokë të verdhë.
FERRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Cinxami.
FERRËS,~E *mb.* Që është me gjemba, që ka ferra, ferracak. *Shkurre (bimë) ferrëse.*
FERRlSHTË,~A *sh.* ~A, ~AT. Grumbull ferrash, që kanë mbirë vetiu diku; vend i mbuluar me ferra. *Ferrishtë e dendur. U fsheh në një ferrishtë.*
FERRNAJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Ferrishtë. *Ferr-najat u bënë toka buke.*
FERROHEM *vetv.* 1. Gërvishtem, çirrem a grisem nëpër ferra; me hyn një gjemb ferre. *U ferrua nëpër pyll. U ferrua në këmbë.*
2. *Pës. e* FERRO J.
FERROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Rrethoj me ferra një kopsht, një are etj., gardhoj me ferra; zë me ferra një shteg etj. *Ferroj arën.*
2. Gërvisht, çjerr a gris me ferrë.
3. Shpoj a gërvisht me diçka të forte ose të ashpër. *E ferroi fëmijën me mjekër.*
FERROK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Sfurk hekuri me dhëmbë të gjatë për bar, për kashtë, për ferra etj.
2. *vjet.* Shkop i gjatë e me majë të mprehtë; hosten.
FERROS *kal.,* ~A, ~UR *Bised.* Ferroj; mbyll diçka që të mos hapet me. *E ferrosi krejt.*
+ la ferrosi shtëpinë (derën) *dikujt* t bëri një të keqe të madhe, ia mbylli derën me ferra, e shoi krejt.
FES,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Feste. *Fes i kuq (i zi). Vë fesin.*
FESTAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shkon si i ftuar për të marrë pjesë në një festë; ai që merr pjesë nënjëfestë.
FESTE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Kësulë prej cohe të bardhë, që e mbajnë kryesisht burrat; takije (pjesë e veshjes sonë popullore). *Vë (heq) festen.*

*1.* Kësulë a kapelë pa strehë, zakonisht prej cohe të kuqe dhe më e ngushtë në majë, e cila mbahet kryesisht nga burrat në djsa vende të JJndjes së Afërme dhe të Afrikës Veriore. *Feste me xhufkë. Bojë festeje* bojë e kuqe e errët, bojë speci.

• Sipas kokës edhe festen (ajo kokë atë feste do; atë kokë ka, atë feste do) *fj.u. shih te* KOKË,~A. E ka mizën nën feste (nën kësulë, nën shapkë) *shih te* MIZË, ~A. E hodhi (e vuri, e ktheu...) festen (kësulën, qele-shen, kapelen, takijen) mbi sy (mënjanë) *shih te* SY, ~RI. I vjen (i sillet) festja (takija) vërdallë (rro-tull) *shih te* VËRDALLË. Djali pa lerë e festja (djepi) blerë *iron, shih* Peshku në det e rigani në zjarr *te* PESHK,~U. I ka mendtë në tufë të festes është shumë mendjelehtë, i ka fluturuar mendja, s'i ka mendtë në vend; është i hutuar, rri sikur s'është në tokë.

FESTEBARDHË *mb.* 1. Që mban feste të bardhë. *Ca bwra festebardhë.*

2. *fig. poet..*Që e ka majën të mbuluar me bore(për malet). *Malet festebardhë. Tomori festebwdhë.* 3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. FESTEKUQ,~E *mb.* 1. Që mban feste të kuqe. 2. *Përd. em. kryes. m.* sipas kuptimit të mbiemrit.

FESTEMËNJANË *mb.* 1. Që e mban festen më-njanë.

2. *fig. mospërf.* Që Vishet mirë e mbahet më të madh, fodull; kryelartë.

FESTË ~A . *sh.* ~A, ~AT. Ditë e shënuar që kremtohet çdo vit për të përkujtuar një ngjarje të rëndësishme në jetën e një populli; ditë që dallohet nga të tjerat se lidhet me një ngjarje të caktuar e të gëzuar; ngjarje e gëzueshme për dike. *Festë kombëtarc (ndërkombëtare, popullore). Festë zyrtare* ditë pushimi për gjithë popullin, e vendosur zyrtarisht nga shteti për një ngjarje me rëndësi të veçantë historike e sho-qërore. *Festë lokale. Festë familjare. Festë sportive. Festa e Çlirimit. Festat e nëntorit. Festa e dritave. Ditë feste. Me rastin e festës. Kemi festë. I uroj festën dik uj t.*

2. Festim. *Programi i festës. Çel festën.*

FESTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FESTOJ, FESTOHET. *Festimi i 29 Nëntorit (i Një Majit, i Ditës së Flanturit). Festimi i përvjetorit.*

*2.* Veprimtaria që zhvillohet në një ditë feste. *Mcrr pjesë tie festimet.*

FESTIVAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shfaqje e madhe disaditëshe, në të cilën marrin pjesë përfaqësuesit më të mirë të një fushe të artit e të kulturës; manifes-tim i madh sportiv. *Festival folklorik (muzikor, spor-tiv). Festivali i këngës popullore (i këngës për fëmijë, i fjalës artistike). Pjesëmarrësit e festivalit. Në ditët e festiValit.*

FESTOHET. *Pës. e* FESTOJ.

FESTOJ *kal.,* ~^>VA, ~UAR. Përkujtoj një ditë të shënuar a një ngjarje me rëndësi historike, duke zhvilluar një Veprimtari të gjalle politiko-sho-qërore, kulturore etj.; kremtoj një festë; bëj festë. *Festojmë Ditën e Çlirimit (8 Marsin, 10 Korrikun...). Festoj Vitin e Ri. Festoj ditëlindjert. Festojmë fitoren.*

FETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që beson te zoti, që i beson dogmat e një feje dhe sillet e vepron duke u mbështetur te këto; besimtar.

FETAR,~E *mb.* 1. Që lidhet me fenë, që i përket fesë, i fese; që mbështetet në fe; që është tipar i një fetari. *Dogmë (lutje) fetare. Paragjykime (bindje) fe-tare. Botëkuptim fetar. Moral fetar. Mbetarina fetare. Propaganda fetare. Festë fetare. Rite fetare. Sekte fetare. Enter fetar.*

2. Që beson te zoti dhe te dogmat e një feje, besimtar.

3. Që ka për qëllim të përgatitë shërbëtorë të fesë, që ka të bëjë me mësimin e propagandimin e fesë; që i është kushtuar tërësisht fesë dhe zhvillon veprimtari në dobi të saj. *Shkollë fetare. Libër fetar. Institution fetar. Urdhër fetar.*

FETARI,~A . Të qenët fetar.

FETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cope buke, djathi etj. e prerë hollë, rriskë. *Fete buke. Fete djathi (sa-llami). Një fete me gjalpë.*

• E bëj fete (feta) a) e bëj copa-copa, copëtoj; b) e dërrmoj, e shkatërroj.

FETlSH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Send jofrymor (gur, dru, bri, enë prej balte, shtatore me pamje nje-riu etj.), të cilin njerëzit primitive, sipas besimeve të kota, e vishnin me një fuqi magjike e të mbinatyrshme dhe e adhuronin si diçka të shenjtë; send i tillë (kryqi, guri i zi në Mekë, eshtrat e të ashtuquajturVe "njerëz të shenjtë" etj.), të cilit besimtarët i falen me përulje. *Kulti i fetisheve. Përulja para fetisheve.*

*2. fig.* Diçka, që e hyjnizojnë dhe e adhurojnë verbërisht e me përulje. *E bënë fetish. E shndërruan në fetish.*

FETISHlZ ËM,~MI TO. *sh.* ~MA, ~MAT *libr.* 1. Adhurimi i fetisheve nga njerëzit primitive, si forme shumë e lashtë e fesë, kulti i fetishit; besimi i verbër te fetishet dhe përulja para tyre.

2. *fig.* Adhurim e hyjnizim i diçkaje, duke iu për-ulur verbënsht.

FETISHIZfM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FETISHIZOJ, FETISHIZOHET. *Fetishi-zimi i mallit. Prirje për fetishizim.*

FETISHIZOHET *libr. Pës. e* FETISHIZOJ.

FETISHIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. I vesh një sendi veti a fuqi magjike e të mbinatyrshme, e adhuroj atë si hyjni dhe i përulem verbërisht; e shenjtëroj një send e i falem me përulje (për njerëzit primitive dhe për besimtarët në vendet ku vepron feja). *Fetishizonin gurët (drurët, lëkurët e kafshëve). Fetishizojnë kryqin (ikonat).*

2. *fig.* Hyjnizoj e adhuroj diçka dhe i besoj e i përulem verbërisht, e shndërroj diçka në fetish. *Fe-tishizonte shkresat. Fetishizojnë marrëdhëniet mall-para. ek. Fetishizojnë armën atomike.*

FEUD,~I *m. sh.* ~E, ~ET *hist.* Prone toke e feu-dalit, që punohej nga bujkrobërit.

FEUDAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pronar i madh tokash në feudalizëm, që shfrytëzon pa mëshirë bujkrobërit; pjesëtar e përfaqësues i klasës sunduese ne feudalizëm; çifligar. *Feudal i madh. Klasa e feudalëve. Sundimi i feudalëve.*

FEUDAL,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me feudalizmin, që i përket feudalizmit, i feudalizmit; që i shërben klasës sunduese në feudalizëm, që mbështetet në feudalizëm. *Rendi feudal. Shoqëria feudale. Shtet feudal Ekonomi (marrëdhënie, varësi) feudale.*

*2. keq.* Që është karakteristik për feudalizmin ose për feudalet; që shpreh interesat e klasës së feudalëve; që përshkohet nga fry ma e feudalëve; që është karakteristik për mënyrën e jetesës së feudalëve. *Zgjedha feudale. Shfrytëzimi feudal. Botëkuptimi (morali) feudal. Mbeturina feudale.*

FEUDALIZËM,~MI *m.* Rend ekonomiko-sho-qëror pas skllavopronarisë, që mbështetet në pro-nësinë e feudalit mbi mjetet e prodhimit, në pronësinë jo të plotë të tij mbi bujkrobërit dhe në të drejtën për të ushtruar pushtetin politik në tokat e tij. *Për-mbysja e feudalizmit.*
FEUDALO-BORGJEZ,~E *mb.* Që ka të bëjë me feudalizmin dhe me borgjezinë, që mbështetet në rendin feudal e borgjez dhe u shërben feudalëve e borgjezisë, që shpreh e mbron interesat e feudalëve e teborgjezisë; i tillë ku marrëdhëniet feudale gërshetohen me marrëdhëniet kapitaliste; feudo-borgjez. *Regjim (sundim) feudalo-borgjez. Shoqëri feudalo-borgjeze. Vend feudalo-borgjes.*
FEUDO-BORGJEZ,~E *mb.* Feudalo-borgjez.
FËLLIGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grua që s'e mban pastër as Veten as shtëpinë, grua ndyraca-ke, lelë.
2. *fig.* Fëlligështi.
FËLLIGËSHTI,~A . *sh.* ~, ~TË. Punë e ndyrë, ekeqe dhe e turpshme; gjë e ndyrë, fëlliqësi, posh-tërsi.
FËLLIQ *kal,* ~A, ~UR. 1. E bëj dike a diçka rrie baltë, me lyre a me një gjë tjetër, ia prish pastër-tinë; përlyej, ndot, ndyj; *kund.* pastroj. *Fëlliqi rrobat (këpucët) me baltë. Fëlliqi duart me bojë. E fëlliqi ujin (ajrin).*
2. *fig.* E bëj me turp dike, e turpëroj; i cenoj emrin ejmirë, i vë njollë; bëj që bota ta marrë nepër gojë për të keq. *Nuk i fëlliq prindërit. Nak e fëlliqi veten. Mos Ha fëlliq!*
3. *jokal.* Dal jashtë, bëj nevojën në rroba ose në shtrat, fëlliqem (zakonisht për fëmijët). *Ka fëlliqur fëmija. Ka fëlliqur në vete.*
!• E fëlliqi (e ndyu, e qelbi, e prishi, e rëndoi) go-jën *shih te* GOJË,~A. Nuk e fëlliq (nuk e ndyj) do-rën me *dik ë shih te* NDYJ. Nuk e fëlliq (nuk e ndyn) ptishkën *me dike shih te* NDYJ.
FËLLIQASH,~E *mb.* 1. Që nuk e mban pastër ve|ten, shtëpinë, veshjen etj., ndyracak; *kund.* pas-tërtor. *Fëmijë fëlliqash.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fëlliqash i keq.*
FËLLIQEM *vetv.* 1. Përlyhem me baltë, me lyre a me diçka tjetër, bëhem i papastër, ndotem; ndy-hem.
2. *fig.* Bëhem me turp, turpërohem; me del nam i keq. *U fëlliqa me të. U fëlliq fare.*
3. Dal jashtë, bëj nevojën në rroba ose në shtrat, ndyhem (zakonisht për fëmijët). *U fëlliq fëmija.*
*4. Pës. e* FËLLIQ.
• Nuk fëlliqet (nuk lyhet) dielli me baltë *fj.u. shih te* DIELL,~I.
FËLLIQËSI, ~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Të qenët i fëlliqur, ndyrësi; *kund.* pastërti.
2. Gjë e fëlHqur, mbeturinë e papastër e diçkaje; ndyrësi. *Heq fëlliqësitë.*
3. *fig.* Veprim i ulët, punë e pandershme dhe e turpshme; ndyrësi, poshtërsi. *Fëlliqësitë e botës kapitaliste.*
FËLLIQËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fëlliqësi. *Heq fëlliqësirat.*
2. *fig.* Njeri i ulët dhe i poshtër; ndyrësirë.
FËLLIQUR (i,e) *mb. 1.* Që është përlyer me baltë, me lyre a me diçka tjetër, që është bërë i papastër, i ndotur; i ndyrë. *Petka të fëlliqura. Ujë (ajër) i fëlliqur. Vend (mjedis) i fëlliqur. Me duar (me këmbë) të fëlliqura.*
2. *fig.* Që është në kundërshtim me normat e mo-
ralit komunist, që bëhet me qëllime të pandershme e të ulëta dhe të ngjall neveri; që vepron me mënyra të ulëta e të pandershme, i poshtër, i ndyrë. *Punë e fëlliqur. Veprime të fëlliqura. Shpifje e fëlliqur. Kulak i fëlliqur. Tradhtar (spiurt) i fëlliqur. Vegël e fëlliqur. Borgjezët e fëlliqur.*
3. Që është në kundërshtim me sjelljen e mirë në shoqëri, i pahijshëm, i turpshëm (për fjalët, shprehjet etj.); që përdor fjalë tëkëqija, të pahijshme; i ndytë. *Fjalë të fëlliqura. I fëlliqur nga goja.*
*4. Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit (për nje-rëzit).
FËMIJË,~A *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjella e gruas; foshnjë; djalë ose vajzë në moshë të vogël. *Fëmijë i shëndetshëm (i dobët). Fëmijë i zgjuar (i ëdukuar). Fëmijë i përkëdhelur. Zëra fëmijë'sh. Gjuha e fëmijëve. Ushqimi i fëmijëve. Edukimi i fëmijëve. Tekat e fëmijëve. Spitali i fëmijëve. Dita e fëmijëve. Këpucë (rroba, veshje) për fëmijë. Letërsia për fëmijë. Këngë për fëmijë. Emision për fëmijë. Shtëpia e fëmijës. Rrit (edukoj) fëmijët. Flet (sillet) si fëmijë. Punonte për rriskën e fëmijëve.*
*2.* Djali ose VajZa kundrejt prindërve të vet, bir ose bijë; në *sh.* pasardhësit e afërt, brezi i rI. *Fëmija i pare. Fëmijë i vetëm. Nënë me shumë. fëmijë. Dashuria e prindit për fëmijët. Nuk ka fëmijë. Fëmija pa nënë si nata pa hënë. E ardhshmja e fëmijëve tanë është e sigurt.*
3. *fig.* Njeri i papjekur e pa përvojë, njeri që men-don, sillet e vepron si fëmijë. *Punë fëmijësh. Mos u bëj fëmijë!*
*4. vjet.* Familje.
5. *krahin.* Grua, bashkëshorte. *Si e ke fëmijën? '* • Me fëmijë e me rropulli *shih te* RROPULLI,~TË.
Dridhej femija (fosftnja, barra) në bark të nënës *shih te* DRIDHEM. Shumë babo e mbytin fëmijën *fj. u. shih te* BABO,~JA. Fëmijët (djemtë) hanë kumbulla (thana), pleqve u mpihen dhëmbët *iron, shih te* MPI-HEM. Po nuk qau fëmija, nuk i jep nëna (e ëma) sisë (gji, të pijë) *fj. u. shih te* QAJ. Lodra e fëmijës *euf. shih te* LODËRZ,~A. Vendi i fëmijës *anat. shihteYEND,~l9.*
FËMIJËRI,~A 1. Mosha e dikujt kur është fëmijë; vitet sa zgjat kjo moshë. *Koha (mosha, vitet) e fëmijërisë. Kujtimet e fëmijërisë. Shok fëmijërie. Që në fëmijëri. Kaloi fëmijërinë. Kujtoj fëmijërinë.*
2. *përmb.* Të gjithë fëmijët së bashku, fëmijët. *U mblodh fëmijëria.*
3. *fig.* Etapa e pare, më e hershme e qenies dhe e zhvillimit të diçkaje, foshnjëri.
FËMIJËRISHT *ndajf.* 1. Ashtu si sillen e veprojne fëmijët, si fëmijët.. *Qeshte fëmijërisht.*
*2. vjet.* Me gjithë fëmijë; bashkë me tërë njerëzit e familjes, familjarisht. *U shpërngul fëmijërisht.*
FËMIJËROR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me fëmijët ose me fëmijërinë, që i përket fëmijërisë, i fëmijërisë; që është karakteristik për fëmijët ose për fëmijërinë, që ndodh në kohen e fëmijërisë. *Mosha fëmijërore. Bota fëmijërore. Zëra fëmijërore. Kureshtje fëmijërore. Dëlirësi (çiltëri) fëmijërore. Sëmundje fëmijërore.*
2. *fig. keq.* Foshnjarak, i papjekur. *Logjikë fëmijërore. Gjykim fëmijëror.*
FËNDYELL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Vegël ekëpucarëve: një majë e hollë prej hekuri, e ngulur në një bisht të shkurtër prej druri, e cila shërben për të hapur vrima në shollë, bizë. *Hap (shpoj) mefëndyell.*
FËNG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare e kullotave, me kërcell të hollë dhe me fije të gjata e të ashpra si të tërshërës së egër, që dalin tufë nga rrënja. *Nuk e ha fëngun delja.*
2. Fëngishtë.
FËNGISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend me fëng.

2. Tokë e forte dhe jopjellore. *Jane bërë pjellore edhe fëngishtat.*
FËRFËLLIJ *jokal.,* ~VA, ~RË. Fërfëlloj. *Fërfëllin gruri. Fërfëllijnë gjethet. Fërfëllin era.*
FËRFËLLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zhurma që dëgjohet kur një shpend përplas krahët në ajër; fër-fërimë. *Fërfëllima e krahëve të zogjve. Fërfëllima e erës. Dëgjoj fërfëllimën.*
FËRFËLLIZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Bore shumë e imët që bie e shoqëruar me erë të ftohtë, stuhi me bore të imët. *Të zë frymën fërfëlliza.*
FËRFËLLOHEM *vetr.* 1. Dridhem. *Fërfëllohet nga të ftohtët.*
*2. Pës. e* FËRFËLLOJ $_2$,j.
FËRFËLLOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. vela III.* Bën një zhurmë të lehtë duke përplasur krahët në ajër (për shpendët); bën zhurmë si ajo e krahëve të shpendëve kur fluturojnë; fërfërin. *Fërfëllon thë-Hëza (pëllumbi). FërfëlloniH harabelat. Fërfëllonin fustanët.*
2. *kal. vet. veta III.* Lëviz lehtë diçka, duke bërë një ihurmë si ajo e krahëve të shpendëve kur fluturojnë ose si ajo e gjetheve kur fryn era, bën që të dridhet lehtë. *Zogu fërfëllon krahët. Era fërfëllon gjethet.*
3. *kal.* Hedh larg në ajër, hedh tutje, flak; dëboj. *Fërfëlloj gurin. E fërfëlloi era. E fërfëlloi jashtë.*
4. edhe *fig.* Dridhem. *Fërfëlloj nga të ftohtët. I fërfëllonte zemra.*
*5. vet. Veta III fig. (zakonisht me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me lëviz, me endet, kam a ndiej në shpirt diçka. *fërfëllonte në zemër daskuria.*
FËRFËRlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zhurma e krahëve të shpendëve në ajër ose zhurma e gjetheve kur i lëviz era; zhurma e diçkaje që lëviz duke u va-lëzuar; fërfëllimë, fëshfërimë. *Fërfërimë e lehtë. Fër-fërima e gjetheve. Fërfërima e erës. Dëgjoj fërfërimën.*
FËRFËRIN *jokal.,* ~U, ~RË. 1. Bën një zhurmë të lehtë, duke përplasur krahët në ajër (për shpendët); bën zhurmë si ajo e krahëve të shpendëve kur fluturojnë ose si ajo e flamurit kur valëvitet nga era; fërfëllon. *Fërfërin zogu. Fërfërin gruri. Fërfërin nga era.*
2. Lëviz shpejt e shpejt diçka, dridhet; endet.
FËRFËRlT *jokal.,* ~I, ~UR. Fërfërin. *Fërfëritin gjethet.*
FËRFËRlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes FËRFËRlT.
2. Fërfërimë. *Fërfëritje e lehtë. Fërfëritje flamujsh.*
FËRGES Ë,~A *sh.* ~A, ~AT. Gjellë me gjizë ose me djathë të thërrmuar, që fërgohet vetëm me yndyrë ose së bashku me pak domate e speca; gjellë me vezë, me speca e me copa të vogla mishi a mëlçie, që fërgohen së bashku, duke u shtuar edhe erëza; gjellë e thjeshtë e fërguar. *Fërgesë me gjizë (me djathë, me speca). Fërgesë me mëlçi (me mish). Fërgesë për meze.*
FËRGËLLI,~A . *zakon. sh.* ~, ~TË. Të dri-dhurat, dridhma, rrëqethje. *Ethe me fërgëlli. E zunë fërgëllitë (nga ethet).*
FËRGËLLIMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëkundje e shpeshtë dhe e lehtë e diçkaje në trajtën e valëve; dridhje e lehtë; zhurma që dëgjohet kur lëkundet diçka valë-valë ose kur dridhet diçka lehtë. *Fërgëllimë e lehtë. Fcrgëllima e gjethit.*
2. Zhurma që del kur turfullon kali nga një mun-dim i madh ose kur shfryn dikush hundët me force.
3. Dridhmat e trupit kur kemi të ftohtë a ethe ose kur na pushton një ndjenjë e forte, fërgëlli. *Fërgë-llimë gazmore. Ndiente një fërgëllimë.*
FËRGËLLOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *Vet. veta III.* Lëkundet Valë-valë, dridhet lehtë, fërfëllin. *Fër-gëllojnë gjethet.*
2. Dridhem nga të ftohtët a nga ethet ose kur me pushton një ndjenjë e forte. *Fërgëllonte nga të ftohtët (nga frika). I fërgëllonte zëri nga inati.*
3. Turfullon (për kalin); shfryn hundët me force (për njeriun).
4. *vet. veta III.* Rreh shpesh, dridhet (edhe *fig.). I fërgëllonte zemra (ttga gëzimi, nga lumturia, nga frika).*
FËRGIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve FËRGOJ, FËRGOHEM.
FËRGOHEM *vetv.* 1. Nxehem shumë sa s'duroj dot me (kur dielli djeg shumë, kur rëra është shumë e nxehtë etj.).
2. *Pës. e* FËRGOJ.
• Fërgohet (skuqet, tiganiset, cingariset) me dhjamin e vet *shih te* DHJAMË,~I.
FËRGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Skuq diçka në tigan me vaj, me gjalpë ose me dhjamë; bëj gjellë duke e skuqur në yndyrë; tiganis. *Fërgoj mëlçi (djathë, palate). Fërgoj qepët.*
FËRGUAR (i,e) *mb.* 1. Që është skuqur në tigan me yndyrë. *Mish (peshk) i fërguar. Palate (vezë)* të *fërguara.*
2. *si em.* ~, ~A (e) . *kryes. sh.* ~A, ~AT (të). Gjellë a ushqime të fërguara. *Nuk i ha të fërguarat.*
FËRKAT (FËRKAS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Hate gji-thë ushqimin, e përlaj; ha shumë. *E fërkati gjellën.*
*2.* E përdor diçka pa rregull e pa përfitim, e prish menjëherë, e harxhoj kot (edhe *fig.). E fërkati pa-surinë. Fërkat kohën.*
FËRKEM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Gjurmë që lënë zakonisht kafshët e egra në dëborë, në baltë etj. *Fër-kemi i ujkilt (i dhelprës, i ariut). Fërkeme egërsirash. Ka lënë fërkem. E hurnbi fërkemin. I shkoj pas fërkemit.*
• E shikoj për fill e për fërkem *shih te* FILL,~I.
FËRKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipasJcuptimeVe të foljeve FËRKOJ, FËRKOHEM. *Fërkim me alkool. Bar për fërkim.*
2. *fiz.* Forca që pengon lëvizjen e një trupi në një sipërfaqe. *Fërkim i brendshëm. Fërkim rrëshqitës. Fërkim i thatë. Fërkimi i rrokullisjes.*
3. *zakort. sh. fig.* Mosmarrëveshje a grindje që lind ndërmjet dy a me shumë vetave ose ndermjet dy palëve për çështje të ndryshme. *Kishte fërkime me të. Shkaktoi fërkime.*
FËRKIMOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që përftohet nga kalimi i ajrit me fërkim nëpër një hapësirë të ngushtë midis dy organeve të të folurit. *Tiitgull fërkimor. Bashkëtirtgëllore fërkimore.*
2. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tingull fërkimor.
FËRKOHEM *vetv.* 1. Lëviz disa here dorën a diçka tjetër mbi trupin tim ose mbi një pjesë të tij për të fshirë ujIn, për ta pastruar, për t'u nxehur, për të çli-ruar muskujt etj. *Fërkohem me peshqir. Fërkohem me raki.*
2. *vet. veta III.* Grihet, hahet nga fërkimi ose nga përdorimi i gjatë. *Pantallonat jane fërkuar në gjunjë. Jdjtë fërkuar bërrylat e mëngëve.*
3. *fig.* Kam mosmarrëveshje me dike, grindem a hahem më të për diçka, kam fërkime.

4. *fig. keq.* Përpiqem t'i afrohem shumë dikujt duke e marrë më të mirë, duke i bërë lajka etj.; përpiqem t'i hyj në zemër dikujt me lajka. *Nuk u fër-kohej të tjerëve.*
5. *Pës. e* FËRKOJ.
FËRKOJ *kal.,* ~OVA, ~LAR. 1. Lëviz dorën a diçka tjetër disa here mbi sipërfaqen e një sendi për ta pastruar, për t'i dhënë shkëlqim etj.; lëviz një send mbi një tjetër pa i shkëputur njerin prej tjetrit; kalbj lehtë e disa here mbi diçka pëllëmbën e dorës ose mollëzat e gishtërinjve. *Fërkoj dy dru. Fërkoj dyshemenë (xhamat). Fërkoj enët (tiganin). Fërkoj dudrt. Fërkoj ballitt fsytë). Fërkoj me leckë (me tel). Fërkoj lehtë.*
2. Shtrëngoj e tërheq disa here me dorë një pjesë të trupit për të çlIruar muskujt, për të nxitur qarku-llimin e gjakut etj. *Fërkoj krahun. Fërkoj me raki.*
*y.* Përkëdhel me dorë, lëmoj; *fig.* përkëdhel, le-dhatoj dike. *fërkoj faqet (flokët, ballin).*
*ic* Fërkon duart (barkun) *keq.* kënaqet, i bëhet qejfi kur sheh në gjendje të keqe një njeri që nuk e do, pret t'i shohë të keqen. I fërkon krahët (kurrizin, shpatullat, shpihën, zverkun) *dikujt keq.* e merr më të mirë e i bën lajka, i bën qejfin, i kreh bishtin.
FËRLI,~A . *sh.* ~[1], ~TË *gjell.* 1. Gjellë që bëhet me kungull të grirë, me vezë e me qumësht dhe që piqet në tepsi.
2.Bukë e ndorme, e ngjeshur me vaj, që, pasi piqet, thërrmohet dhe mbytet me sherbet a me mjaltë. *Bëj fërli.*
3. Lloj byreku me disa pale petësh të patëhollura dhe: me disa radhë vezësh; palanik.
FËRLIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Berr i pjekur në hell. *Fërlikpër mik.*
FËRNET,~I *m.* Pije alkoolike me ngjyrë të errët, me shijc pak të hidhur dhe me veprim tonik; një sasi
e kësaj pijeje sa nxë një gotë e vogël. *Fernet Korçe. Piu një fërnet.*
FËRSHËLLEJ *jokal,* ~EVA, ~YER. Fishkëllej.
FËRSHËLLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fishkë-llimë.
FËRSHËLLYES,~E *mb.* Fishkëllyes.
FËRTELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Cope nga një rrobë e grisur.
2. *përd. ndajf.* Në shumë copa, copa-copa. *E bëri fërtele.*
FËRTOMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Litar i forte, i gjatë sa për të lidhur ngarkesat në qerre ose në samar të kafshës; litar. *Shtrëngoj fërtomën. Lidh me fërtomë.*
*2. fig.* Pengesë a vështirësi që duhet kapërcyer. *la preu fërtomën* ia hoqi pengesën që kishte përpara. *la ka zënë këmbët fërtoma* ka përpara një pengesë.
*~k* Bie shi me fërtoma bie shumë shi, bie shi me Ii-tarë.
FËRTYMË,~A . *krahin.* 1. Vrull, hov; force, furi. *Marr fërtymë. lu hodh me fërtymë. Fryn veriu me fërtymë. Përhapet me fërtymë. E përplasi (e flaku) me fërtymë.*
*2.* Erë e forte; veri; stuhi. *Na zuri fërtyma. E kishte rrahur fërtyma.*
3. *përd. ndajf.* Me shpejtësi dhe me force të madhe, si veriu. *Iku fërtymë.*
FËRRATË,~A 1. Bollgur. *Ferrate misri. 2.* Miell i bluar trashë.
FËRROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ha a gërryej pak diçka të forte; lëmoj. *Fërroj hekurin. Fërroj dhëm-ballëii.*
*2.* Bluaj ashpër, trashë, si për bollgur; grij copa-copa, thërrmoj. *Fërroi ca miser për zogjtë.*
FËSTË"k,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Pisha e butë; fara e kësaj pishe, që i ngjan thelbit të bajames dhe që hahet zakonisht e pjekur.
FËSHFËRlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zhurmë e lehtë që bëhet kur valëvitet a dridhet diçka nga era ose kur një send fërkohet, përplaset a zvarritet mbi diçka jo të forte; zhurma e lehtë e erës kur fryn nëpër gjethe, nëpër bimS etj., fërfërirrtë. *Fëshfërimë e lehtë. Fëshfërima e gjetheve (e barit, e grurit). Fëshfërimë letrash. Fëshfërima e erës. Dëgjohet fëshfërima.*
FËSHFËRIN,Ma., ~U, ~RË. 1. Bën një zhurmë të lehtë kur Valëvitet a dridhet nga era ose kur fërkohet, përplaset a zvarritet mbi diçka jo të forte; fërfërin. *Fëshfërijrië gjethet (grunjërat). Fëshfërinte bari. Fëshfërin fshesa.*
*2.* Bën një zhurmë të lehtë kur përplaset nëpër gjethe, nëpër bimë etj. (për erën). *Fëshfërin era.*
FËSHFËRIT (FËSHFËRIS) *jokal,* ~I, ~UR. Fëshfërin. *Fëshfëritin misat nga era,*
FËSHFËRlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Fëshfërimë.
FËSHFËSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Mu-shama e hollë prej lënde sintetike, që vishet për t'u mbrojtur nga shiu e nga era. *Fëshfëshe blu (e kuqe).*
FËT *ndajf. bised.* Menjëherë; shumë shpejt, pa humbur kohë. *Fët e fët. E bëri fët diçka. E piu fët. E rregulloi fët.*FËTlGË,~A . *krahin.* Sëtnundja e tokës, epi-lepsia.
FIBËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *spec.* Lend qe bëhet prej fijesh të holla, të fo'rta e të epshme bi-more, minerale ose artificiale dhe që përdoret zakonisht në vend të lëkurës për valixhe, kuti etj., për veçim etj. *Fiber natyrore (minerale). Fiber sitUetike (artifi-dale). Fiber druri. Fabrika e fibres. Pllaka (valixhe) prej fibre. Vesh me fiber.*
FlCE *mb.* I pjekur tepër, i zbutur e i squllët (për disa pemë). *Dardha (gorrica, vadhëza) fice. it* Gotrlca flee fjalë të kota, dokrra, gjepura.
FICET *vetv.,* ~(u), ~UR. 2butet ngaqë piqet tepër, ndulket <për pemët).
FlCUR (i,e) *mb.* Fice. *Dardhë e ficur.*
FIÇOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gur i vogël zalli, i lëmuar e i rrumbullakët. *Fiçor i bardhë.*
2. *fig.* Dja'ë i vogël dhe i shkurtër nga trupi; njeri me shtat të shkurtër.
3. *vjet.* Djalë që shërbente si ndihmës te një mu-rator ose te një bari; ai që ndihmonte stanarin për të bërë bulmetin, për të larë enët etj. *Fiçori i stanit. Ishte bërë si fiçor* ishte pa rruar e pa qethur.
4. *p'crd ndajf.* Luaj fiçor: luaj duke Vendosur një guralec në mes të një rrethi në tokë e duke e gjuajtur me gurë të t jerë.
FIDAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Bimë a pemë e re, që ka dale nga fara a nga një shartesë dhe që shkulct për t'u rimbjellë në një vend tjetër; mënjollë, njo-mër. *Fidanë duhatli (qepësh). Fidattë orizi. Pidanë arrash (gështenjash, mollësh, kumbullash). Mbjell me fidanë.*
*2. përd. mb. fig.* I drejtë e i gjatë në trup, filiz. *Djalë fidan. Me trupin fidan.*
FIDANlSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. CopI
toke ku rriten fidanë, are me fidanë. *Fidanishte fru-lore (pyjore). Fidanishte ulliri. Fidanishtja e luieve. Fidanishtja e kooperativës.*
2. *fig.* Mjedis shoqëror ku përgatiten dhe edukohen të rinjtë e të rejat për të vijuar në të ardhmen atë që kanë

bërë paraardhësit e tyre. *Rinia është fidanishtja e Partisë. Shkolla është fidanishtja e brezit të ri.*
FIDElZËM,~MI *m. filoz.* Rrymë idealiste e reak-sionare e filozofisë borgjeze, që i shtrembëron dijet e shkencave të veçanta e i përdor ato për të mbështetur dogmat fetare dhe që e vë fenë, besimin në themel të njohjes së botës, ndërsa shkencën ia nënshtron fesë.
FIDHE,~TË . *vet. sh.* Makarona shumë të holla qc përdoren zakonisht për supë. *Supë me fidhe.*
FIDHËS,~I *m. bot.* Lloj dëllinje e vendeve mes-dhetare me degë e gjethe si të selvisë, që bën kokrra të mëdha në ngjyrë të kuqe të errët e me veti mje-kucse dhe Që ka dru të forte, i cili përdoret sidomos për të bërë sende zbukurimi. *Dru fidhësi. Kokrra fi-dhësi.*
FIER,~I *m. bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të drejtë e të hollë, me gjethe të gjelbra e të dhëmbëzuara në trajtën e një puple, pa lule, e cila rritet nëpër pyje e në toka të varfra e të thata dhe përdoret zakonisht për t'ua shtruar bagëtive, për të mbu-luar kasollet etj. *Fier i njomë (i thatë). Fier mashkull*
fier, rrënja e të cilit përdoret si bar kundër shiritit. *Fieri i pyllit. Pier guri (shkëmbi)* lloj fieri shumë i shkurtër, që rritet nëpër shkëmbinj, me gjethe tS vogla e të rrumhullakëta dhe me rrënjët si xhufkë. *shtrojnë fier bagëtisë. Mbuloj me fier.*
• Lule fieri *bot. shih te* LULE,~JA. FEBRAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fierishtë.
FTERAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Fieri ose ai që e ka prejardhjen nga Fieri.
FTERAK,~E *mb.* Që lidhet me Fierin ose me fierakët, që është karakteristik për Fierin ose për fierakët, i Fierit ose i fierakëve; që është krijuar nga fierakët. *Familje fierake. Rinia fierake. Sportistët fierakë. Valle (këngë) fierake.*
FTERlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i ve-Shur me fier, vend ku ka shumë fier. *Ufut në një fierishtë.*
*1.* Kashtë fieri, fier. *Me fierishta mbulonin kasollet.*
3. Tok4 e varfër që nuk prodhon.
FEERKCQE,~JA. *sh.* ~E, ~ET 200. Gjarpër i madh helmues, me lëkurë të kuqe, që jeton nëpër fierishta.
FIERORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Fierishtë.
FIERORE,~T . *yet. sh. bot.* Familje bimësh barishtore shumëvjeçare, me kërcell të drejtë e të hollë pa lule, me gjethe të dhëmbëzuara e të përdredhura kur janë të reja, me rizomë të trashë e të forte, që rriten nepër pyje, në vende me hije e në toka të la-gështa.
FlGURATlV,~E *mb.* 1. Që paraqit a pasqyron me figura (me fotografi, me grafikë etj.), në mënyrë të gjallë e konkrete diçka nga realiteti; që bëhet me anë të figurave; që mbështetet a bazohet në figura. *Mjete figurative. Agjitacion figurativ. Kujtesë figurative.*
*1.* I figurshëm.
*k* Artet figurative *shih tek* ART,~I 2. P a -raleliz(m figurativ *let. shih te* PARALE-LIZËM,~MI4.
FIGCRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pamja e dikujt a e diçkaje, dukja; tërësia e tipareve fizike të jashtme të dikujt a të diçkaje. *Figura e njeriut. Figura e sendit.*
2. Tërësia e tipareve dhe e vetive shpirtërore të njeriut, bot a e brendshme. *Figura morale e komunistit (e mësuesit).*
3. Njeri i njohur, njeri i shquar, personality. *Figura politike (historike). Figure e njohur (e shquar, e madhe).*
4. Pasqyrimi i diçkaje nga bota e jashtme në vetë-dijen e njeriut. *Figure e realitetit.*
5. Qëndrimi që merr dikush kur luan një valle, kur kërcen n-3 një balet etj.; lëvizjc që bën valltari, kërcimtari etj. kur luan valle, kur kërcen etj. *Figure koreografike. Bëj një figure.*
6. *let., art.* Realizim artistik, që mishëron veçori tipike të jetës shoqërore, të njohura e të pasqyruara,më parë në ndërgjegjen e artistit a të shkrimtarit dhe që arrihet me anën e një sistemi mjetesh lëndore, gjuhësore e ndërtimore. *Figure artistike. Figure e gjallë. Figura e udhëheqësit të Partisë. Figura e komunistit. Figura e luftëtarit të lirisë. Figura e Skënderbeut.MJetet e ndërtimit të figures. Krijoj (ndërtoj) një figure.*
7. *let.* Fjalë a shprehje e përdorur në mënyrë të figurshme, mënyrë e veçantë e ndërtimit të një fraze qe bëhet për të shprehur një ide, një ndjenjë etj. dhe për t'i dhënë ligjërimit force e gjallëri të veçantë. *Figure stilistike (poetike, retorike).*
8. *mat.* Pjesë e një rrafshi, c kufizuar me një vijë tëimbyllur; tërësi pikash a vijash të vendosura në një mënyrë të calctuar. *Figure gjeometrike. Vizatoj (bëj) një figure.*
9. Vizatim, skicë etj. në një tekst mësimor a në një libër; ilustrim. *Libër (tregim) me figura.*
10. Emërtim i përgjithshëm për secilin nga gurët me me vlerë në lojën e shahut (mbreti, mbretëresha, kali, oficeri, kalaja), që vihen në rreshtin e dytë (ndryshe nga ushtarët). *Figure e lehtë* kali ose oficeri. *Figure e rërtdë* mbretëresha ose kalaja. *Ndërrimi i fi-gurave. Humbas një figure.*
11. *muz.* Grup notash ose pjesësh ritmike, që za-konisht përsëriten; element! ritmik e melodik në një Vepër muzikore. *Figure muzikore (ritmike, melodike).*
12. Emërtim ' i përgjithshëm për secilën nga letrat me me vlerë (plaku, dama dhe fanti) në lojën e letrave (ndryshe nga letrat me numra).
*ifc* Sa për figure sa për të thënë, sa për t'u dukur. Bën figure të mire (të keqe) *libr.* shquhet, dallohet, bie| në sy për mirë (për keq).
FIGURSHËM (i), ~ME (e) *mb. gjuh.* Që nuk për-doret në kuptimin e vet të drejtpërdrejtë, po në një kuptim të prejardhur, i cili lidhet më të parin nëpër-mjet ngjashmërisë, krahasimit etj.; që shpreh diçka nëpërmjet një figure (p.sh. një rreze shprese, vale ndjenjash etj.). *Fjalë (shprehje) e figurshme. Kuptim (përdorim) i figurshëm. Në mënyrë të figurshme.*
FIJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Pe i hollë, fill; çdo pjesë shumë e hollë që përbën pambukun, leshin etj. *Fije dyshe. Fije sintetike. Fije leshi (pambuku, mëndaf-ihi,\ liri, ttajloiti). Pantbuk (lesh) me fije të gjata.*
*2.* Diçka shumë e hollë dhe e gjatë, që i ngjan perit; fill; diçka e hollë dhe e imët. *Fije nervore. anat. Fijet muskulore.* arta.penjëzat. *Fije floku. Fije ban (kashte). Fijefshese. Fije teli (bakri, argjendi, çeliku). Fije shkre-pëseje. Fije merimange. Fije kadaifi (makaronash). Fijet e bores.*
3. Gjethe. *Fije duhani.*
*4.* Fletë e hollë, e gjerë dhe e sheshtë. *Fije letre. Fije kompensate.*
5. *edhe fig.* Sasi shumë e pakët e diçkaje, një pakicë, një çikë (me nyjen joshquese një.) *Një fije bukë. Një fije ujë. Kam një fije dyshim (shpresë).*

6. Një cope tokë e ngushtë në mes të rrjedhës së lumit, ishull i vogël e i zgjatur në mes të ujit. *Presin dru në fije. I nxjerrin (i çojitë) lopët në fije.*
7. *fig.* Diçka që lidh ose që bashkon një send, një njeri a një grup njerëzish me një tjetër; Iidhje, fill. *Fije të padukshme. Fijet e miqësisë. Fijet e komplotit. Fija e bisedës (e tregimit). Këputert fijet. I rigatërroi fijet.*
8. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit. *Pambuk (mëndafsh) fije. Lesh fije.*
9. *përd. pakuf.* Asnjë, kurrfarë. *S'kam fije frike.* Fije për fije (fije e për pe, fill e për pe) *shih te* FILL,
~I. I ra në fije (në fill, në të) *diçkaje* e kuptoi drejt, e mori vesh mirë. E di për fije *diçka* e d?
shumë mirë, e di me hollësi. Humbi fijen (fillin) *shih te* FILL,~I. Është në fije (në fill) është në rregull, është në vijë, është mirë, I ka punët në vijë. Mert fije *diçka* merr të krisur, kris. Ka shkuar (është) në fije *dikush* është dobësuar e tretur shumë, është shumë i sëmurë; është lodhur shumë. I shjeon (i vjen) pas fijes (pas fillit) *dikujt* flet në mënyrë që t'i bëjë qejfin dikujt tjetër, i shkon pas qejfit, nuk ia prish: E vë (e bie) në fije (në fill) *diçka* e vë në rregull, e rregulloj, e vë në udhë të mbarë, e vë në Vijë. Erdhi në fije (në fill) u be me mirë pas një sëmundjeje a pas një gjendjeje të vështirë, u përmirësua, e mori veten, erdhi në vete; erdhi në vijë. Asnjë fije floku asnjë thë-rrime, asnjë çikë, aspak. Fluturon me një fije bar*përçm. shih te* BAR,~I i. Kapet (mbahet) pas fljes së perit (së flokut, së kashtës) mbështetet në baza jo të shëndo-sha; mbahet me shpresa të kota. Mbahet pas një fije floku (pas flokëve të vet) *iron, shih te* FLOK,~U. Shpëtoi për një fije floku (për një fill, për një qime) qe në rrezik të madh, shpëtoi për pak. Varet (qëndron) në fije (në fill) të perit (të flokut) është në rrezik të madh, varet në një qime. Është me dy fije brinjë *shih te* BRI-NJË,~A. E ka mendjen fije peri është i zgjuar, është mendjehollë; e ka mendjen në rregull, nuk e ka hum-bur mendjen.
FIJEDENDUR *mb.* Që i ka fijet të dendura; *kurtd.* fijerrallë. *Pëlhurë fijedendur.*
FIJE-FIJE *ndajf.* 1. Në shumë fije; në trajtë fljesh, si fije. *Bëhet fije-fije. Del fije-fije.*
*1.* Në shumë pjesë të vogla, pjesë-pjesë. *Zbërthej një Vegël (një makinë) fije-fije.*
3. Secili me vete, kokrra-kokrra. *U shpëmdanë fije-fije.*
4. Flokë-flokë (për borën). *Bie bora fije-fije.*
5. *përd. mb.* Që ka disa fije. *Tel fije-fije.*
6. *përd. mb.* Që është copëtuar a është shqyer në disa pjesë. *Këmishë fije-fije.*
FIJEGJATË *mb. 1.* Që i ka fijet *t&* gjata; *kund.* fijeshkurtër. *Pambuk (lesh, li) fijegjatë.*
2. Që e ka kërcellin të hollë e të gjatë, që i ka fijet të gjata (për barin); *kund.* fijeshkurtër.
FIJEHOLLË *mb.* 1. Që *i* ka fijet të holla; *kund.* fijetrashë. *Pambuk fijehollë.*
2. Që e ka kërcellin të hollë e të gjatë, që i ka fijet të holla (për barin); *kund.* fijetrashë.
FTJEIMËT *mb.* Fijehollë. *Bore fijeimët.*
FIJERRALLË *mb.* Që i ka fijet të rralla; *kund.* fijedendur.
FIJESHKURTËR *mb.* 1. Që i ka fijet të shkurtra; *kund.* fijegjatë. *Pambuk (lesh) fijeshkurtër.*
*2.* Që e ka kërcellin të hollë e të shkurtër, që i ka fijet të shkurtra (për barin); *kund.* fijegjatë.
FIJESHPESHTË *mb.* Fijedendur.
FIJETRASHË *mb.* 1. Që i ka fijet të trasha; *kund.* fijehollë. *Pantbuk fijetrashë.*
2. Që e ka kërcellin të trashë, që i ka fijet të trasha (për barin); *kund.* fijehollë.
FIJEZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fije shumë e hollë a shumë e shkurtër. *Fijez bari. Fijezat nervore.*
FUEZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes FIJEZOJ. *Makinat e fijezimit.*FIJEZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Ndaj në fije. bëj fije-fije; e bëj fije. *Fijezoj leshin.* 2. *jokal. vet. veta III.* Lëshon penjëza, krijon fije.
FIJEZOR,~E *mb.* Që është si fije; që është fije-fije. *Trup fijezor. Lëndë fijezore,*
FIJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj dike që të dobësphet e të tretet; e lodh shumë, e mundoj. *E fijoi sëmundja.*
2. *pavet.* Bie fije-fije, qimton (për borën).
+ E fljon muhabetin di të bëjë muhabet, e bën muhabetin f jollë. FIJOR,~E *mb.* Fijezor. *Material fijor.*
FIK,~KU m. *sh.* ~Q, ~QTË. 1. Pemë frutore me kurorë të gjerë e të dendur, me lëvore ngjyrë hiri, me gjethe të mëdha e si këmbët e patës, që rritet në vende të ngrohta dhe bën kokrra në trajtën e një dar-dhe, me tul të ëmbël e plot fara të vogla", kokrra e kësaj peme. *Fik i zi (i bardhë). Fik bishtak (bisht-gjatë, qafëgjatë). Fik murrash. Fik patëllxhanës* fik që bën kokrra gjatoshe në ngjyrë të patëllxhanit. *Fik Hopes* fik i bardhë kokërrmadh që piqet në shtator. *Fik bualli* fik vjeshtak kokërrmadh, që e ka cipën të murrme a të zezë dhe është shumë i ëmbël. *Fik vjeshtak. Fik dimëror* fik që piqet në nëntor. *Fik i vonë. Fik i lashtë* fik që piqet herët. *Fiq të parë* fiqtë që piqen në qershor. *Fiq të dytë* fiqtë që piqen në gusht ose në vjeshtë. *Fik i pjekur (i bërë, i at fire). Fik kokërrmadh (kokërrvogël). Fik i egër. Dru (gjethe) fiku. Varg fiqsh. Reçel (marmalatë) fiku. Bukë fiku* fiq të grirë, të ngjeshur si kulaÇ. *Një shportë me fiq. Mbledh fiqtë. Martoj fiqtë.*
2. Përdoret si pjesë e dytë e emërtimeve të pathjesh-ta, të cilat shënojnë insektin që dëmton kokrrat, gjethet ose lëvoren e kësaj peme. *Biruesi i fikut. Breshka e fikut. Çimka e fikut. Miza e zezë e fikut. Tenja e fikut.*
+ Ra (zbriti, u rrëzua) nga fiku *iron,* ra nga grada ose nga pozita, e ulën në detyrë; e pësoi. Gjethe (fletë) fiku diçka që përdoret me kot për të fshehur a për të mbuluar një të vërtetë. Mik për fiq mik për interes, mik i rremë.Ulu (zbrit) nga fiku! *iron,* mos u mbaj më të madh, ule hundën! I ka tënë pjergulla në fik *shih te* PJER-GULL,~A. Kur të hipë gomari (derri) në fik (majë flkut) *thjeshtligj. shih te* GOMAR,~I. Si fiku me arrën (si arra me palën) i përshtaten shumë njëri -tjetrit, shkojnë shumë me njëri-tjetrin. Si pjergulla n" flk të bardhë *shih te* PJERGULL,~A. Nuk i hipën dot dardhës e i bie fikut *fj.u. shih te* DARDHË,~A. Sheh fiku fikun (rrushi rrushin) e piqet *fj.u. shih te* RRUSH,~I.
*FIK DETl (FRËNGU) bot.* Bimë shumëvjeçare a shkurre e vendeve të ngrohta, me gjethe të trasha, të tulta e të mbuluara me gjemba dhe me fryte që kanë shije si të fikut të zakonshëm; lule zbukurimi e ngjashme me këtë bimë.
FIK *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shuaj. *Fik zjarrin (qiririn, llambën, dritën). Fik cigaren. Fik motorin. Fik radion.*
2. *fig. "I* shkaktoj dikujt një të keqe të madhe, e shkatërroj keq, e dëmtoj rëndë; e man" me qafë. *la fiku shtëpinë. I fiku derën. Na fiku. E fiku sëmundja (duhani).*
FIKANAK,~E *mb.* Plëngprishës. *Djalë fikanak.* FIKAPLENG,~U m. Shtëpiprishës; plëngprishës.

FIKAT (FIKAS) *kal,* ~A, ~UR. 1. Thaj pak; ter. *E fikati era token.*
2. Fik. *E fikati zjarrin.*
3. *jokal. vet. veta III.* Shuhet dalëngadalë, fiket. *Fikati zjarri.*
FIKATEM *vetv.* 1. Fikem.
2. *vet. veta III.* Thahet pak, teret. *Fikaten rrobat. Fikatet toka.*
3. *vet. veta III kryes. sh. spec.* Dobësohen vazh-dimisht deri sa shuhen a pushojnë (për valët e lëkun-djet). *Fikaten Valët (lëkundjet).*
4. *Pës. e* FIKAT.
FIKEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Shuhet. *Fiket zjarri. Fiket drita (llamba, qiriri). V fik motori. U fik radioja.*
*2. fig.* Me gjen një e keqe e madhe, shkatërrohem keq, dëmtohem rëndë; e pësoj keq, marr fund, mba-roj. *V fik fare. U fik nga sëmundja.*
3. *vet. veta III* edhe *fig.* Humbet dalëngadalë fuqinë etj.; nuk është me. *Iufik zëri. Ufikën shpresat (ëndrrat).*
*4. vet. veta III krahin. shih* FIKATEM $_2$.
5. *Pës. e* FIK.
• U fikën gazit u shkulën së qeshuri, u gajasën-S'i fiket (si trembet) syri *shih te* TREMBEM.
FIKË,~A . Shkatërrim, rrënim i plotë i dikujt a i diçkaje; e keqe e madhe, fatkeqësi (edhe *fig.). Fika e shtëpisë. I erdhi fika.*
FIKËS,~I i *m. sh.* ~, ~IT. 1. Vegël e posaçme a aparat që shjërben për të fikur zjarrin ose flakën. *Fikës me ujë.*
2. *vjet.* Mjet i thjesrftë (një bisht i gjatë prej druri me një kapuç prej teneqeje) që përdorej për të fikur qirinjtë në kishë.
FlKËS,~I ii *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Beng.
FlKËT,~IT (të) *as.* Humbje e përkohshme dhe e papritur e ndjenjave dhe e vetëdijes, për shkak të ndonjë sëmundjeje, të një tronditjeje shpirtërore etj.; të hollët, zali. *ra të fikët. Me vjen të fikët.*
FIKJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FIK, FIKEM.
FIKS,~E *mb. libr.* 1. I caktuar me përpikëri; i prerë; që nuk murtd të ndryshohet, që nuk luan. *Date (afate) fikse. Çmime fikse.*
*2. përd. ridajf.* Pikërisht në kohën e caktuar, as me herët as me vonë; pikërisht. *Doli fiks në orën pesë. Erdhi në orën tetë fiks.*
FIKSUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *kim.* Ngulitës.
FIKTH,~I *m.* 1. *anat.* Pjesa e dale në grykën e burrave, që lëviz lart e poshtë kur ata flasin ose kur gëlltiten. *Fikth i madh. I ka dulë fikthi.*
2. File i paarrirë, fik buf.
FIKUR (i,e) *mb.* 1. I shuar (për diçka që ka qenë e ndezur); *kund.* i ndezur. *Sobë e fikur. Me drita të fikur a.*
2. Që nuk punon me, i shuar; *kund. i* ndezur. *Me motoY të fikur.*
3. *fig.* Shumë i lodhur, i këputur; gati si i vdekur;FIL

i mekur. *Zë i fikur. Me sy të fikur. Me zemër të fikur. 4. fig.* Shumë j varfër, i këputur. *Me mirë i fikur, se i koritur. fj.u.*
FIL,~I i *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *zoot.* Elefant.
2. *shah.* Secila nga dy figurat, që Vendosen anash mbretit dhe mbretëreshës dhe lëvizin cepazi në të gjitha k'utitë e fushes; oficer. *Fil i bardhë (i zi). Lëviz filin. Shkëmbej filat.*
FIL,~I n *m. sh.* ~E, ~ET *det.* Buza në të dy anët e kuvërtës së anijes. *Mbështetem në fil.*
FILAN *pakuf.* 1. Përdoret në vend të dikujt a të diçkaje, që nuk duam t'ia themi emrin, me kuptimin “akëcili, akëcila, aksh”. *Filan njeri. Filan grua. Në filan vend.*
2. *si em. m.* ~, ~I dhe . ~E, ~IA. Një,njeri (grua a burrë), të cilit s'duam t'ia përmendim emrin. *Ma tha filani. Erdhi filania.*
FILANTROP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* 1. Ai që u jep të varfërve ndonjë lëmoshë gjoja për të treguar se i ndihmon, ai që përkrah nevojtarët sa për sy e faqe, ai që merret me filantropi (në vendet borgjeze,).
2. *Përd. tnb.* sipas kuptimit të emrit.
FILANTROPI,~A . *libr.* Ndihma materiale që u jepet në vendet borgjeze të varfërve nga të pasurit sa për sy e faqe; mirëbërësi borgjeze që ul e poshtëron dihjitetin e njeriut. *Merret me filantropi.*
FILARMONI,~A . *sh.* ~, ~TË. Institution mil-zikor me orkestër (sidomos simfonike), që organizon koncerte dhe përhap muzikën.
FILATELI,~A . Mbledhje pullash poste e pullash të tjera për koleksion; studimi i pullave për të njohur vlerën e tyre historike etj., për t'i klasifikuar e për t'i ruajtur. *Rrethi i filatelisë. Merret me filateli.*
FILATELIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që mbledh pulla poste e pulla të tjera për koleksion, ai që merret me filateli.
FILDISPANJË,~A . Fije e hollë prej lënde plastike, që shërben për të lidhur grepat e për njetat e peshkimit, për të lidhur mbishartesat etj. *Fitdispanjë e hollë (e trashë). Lidh me fildispanjë.*
FILDISH,~I *m.* Lëndë e forte kockore e dhëmbë-ve të elefantit, të rinoqerontit dhe të hipopotamit, ne ngjyrë te qumështit, prej së cilës bëhen sende të çmueshme zbukurimi; dhëmb elefanti. *Kopsa fildishi. Shiatore fildishi. Ngjyrë fildishi.*
FILDlSHTË (i,e) *mb.* 1. Që është bërë prej fildishi. *Karficë (dorezë) e fildishtë.*
2. *poet.* Që ka ngjyrën a shkëlqimin e fildishit. *Supe (llërë) të fildishta.*
• Mbyllet në kullën e fildishtë *keq. shih te* KULLË,
~A.
FILETË,~A *f.sh.* ~A, ~AJ. Thëlë e hollë mishi, e prerë nga të dy anët e shtyllës kurrizore të një ka-fshe; thelë pa hala e nxjerrë nga tëdyanët e kurrizit të peshkut. *Filetë dashi (derri). Filetë peshku.*
FILIAL, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. Degë e veçantë e një institucioni të madh qendror, e një ndërmarrjeje etj., që e zhvillon veprimtarinë e vet si një organizëm Vetë-veprues. *Filialet e Universitetit të Tiranës. Filiali i bankës. Filiali i bibliotekës.*
FILlÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Shkop me një rrotull druri në fund, që shërben për të rrahur qumështin në tundës.
FILIGRAN,~I *m.* Punim argjendarie, në trajtën e një dantelle të thurur me fije të holla e të dredhura ari, argjendi, bakri etj. për të bërë sende të ndryshme të përdorimit vetjak (kuti duhani, stoli etj.), për të zbukuruar veshjet, dorezat e shpatave etj.; telish. *Filigran i artë. Filigran argjendi. Kuti (pipe) filigrani.*
FILIK,~U i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I vogli i derrit të egër.
FILIK,~U II m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Filiqe.

FILIPlNAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës i Filipineve ose ai që e ka prejardhjen nga Filipinet.
FILIPINAS,~E *mb.* Që lidhet me Filipinet ose me filipinasit, që është karakteristik për Filipinet ose për filipinasit, i Filipineve ose i filipinasVe; që është krijuar nga filipinasit. *Partizanët (patriotët) filipinas. Këngë (valle) filipinase.*
FILlQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vrimë a Vjegëz në një petk etj., ku futet kopsa për ta mbërthyer ose për ta Varur diku; thile, syth. *Filiqet e xhaketës (e palltos). Bëj (hap) filiqet.*
*2.* Lak a syth në diçka, i thurur me fije peri.
FILISTIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* 1. Njeri që ka horizont të ngushtë kulturor e botë shpirtërore të Vogël, por që kujton se di shumë dhe sillet në mënyrë hipokrite, njeri shpirtvogël e me dy faqe; mikrobor-gjez. *Filistinët socialdemokratë. Punë filistinësh. Qënd-rim (sjellje) filistini.*
*2. simb.* ~, ~E.Që ka horizont kulturor.të ngushtë e botë shpirtërore të vogël dhe që sillet në mënyrë hipokrite, shpirtvogël e me dy faqe; mikroborgjez. *Sjellje (frymë) filistine. Vetëkënaqësi filistine.*
FILIZ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Degë e re, e hollë dhe e drejtë, që del nga trungu a nga degët e një druri, nga rrënja e një bime ose nga kërcelli i saj; lastar i njomë, bisk. *Filiz i njomë. Lëshon (nxjerr) filiza.*
*2.* Fidan druri ose bime. *Shelgu ndreqet sa është filiz. fj.u.*
3. *fig.* I ri a e re që ka një të ardhme të mirë; diçka, së cilës i përket e ardhmja, diçka e re; fillimi i diçkaje. *Filizat e socializmit. Filizat e së ardhmes. Filizat e parë të së resë.*
*4. fig.* Trashëgimtar i një familjeje; pasardhës i një familjeje; pinjoll. *vetmi filiz që mbeti.*
5. *përd. mb. fig.* I drejtë e i gjatë (në trup). *E ka shtatin filiz.*
*6. përd. mb. fig.* Shumë i ri në moshë, i mitur, i njomë. *Është ende (fare) filiz.*
FILIZËRl,~A . *përmb. libr.* Tërësia e filizave të drurëve a të bimëve, filizat.
FILIZON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Nxjerr filiz; mu-gullon. *Filizojnë farërat.*
FILM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Shirk celuloidi ose pllakë e tejdukshme, e bërë prej një lënde të po-saçme, që përdoret për të riprodhuar diçka në foto-grafi, në mjekësi, në kinematografi etj. *Film fotografik (kinematografik). Film radiografie. Laj filmin.*
*2.* Shfaqje që regjistrohet në një shirit të tillë dhejepet në ekran, Vepër kinematografike; shint me pamje të ndryshme, që përdoret për të konkretizuar mësimin etj. *Film artistik (dokumentar, shkencor, mësimor). Film ttlevitiv. Film shqiptar. Film i ri. Film me zë (pa zë). Film me ngjyra. Film me ekran të gjerë. Skenari i filmit. Regjisori (operatori) i filmit. Java e filmit shqiptar. Shfaqet një film. Shoh një film.*
FILMIM,~I *m. kinem.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FILMOJ, FILMOHET.
FILMOHET *kinem. Pës. e* FILMOJ.
FILMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *kinem.* Regjistroj pamje ose skena në një film kinematografik, marr në film.
FILO- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, që ka kuptimin “qe e do dike a diçka, që ka dashuri për dike a për diçka, që është i dhënë pas dikujt a pas diçkaje” (p.sh. filoshqiptar, fi)okomunist etj.).
FILOKSERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kandërr e vogël parazite, e ngjashme me morrin e bimëve, e cila dëmton rëndë sidomos hardhitë. *Filoksera e har-dhisë. Filoksera e gjetheve (e rrënjëve).*
FILOLOG,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist me arsim të lartë në filologji, ai që merret me filologji. *Filologët shqiptarë.*
FILOLOGJI,~A . Tërësia e shkencave që stu-diojnë gjuhën dhe krijimtarinë letrare të një populli. *Filologjia shqiptarë. Filologjia klasike. Fakulteti i Historisë dhe i Filologjisë.*
FILOLOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me filologjinë, që i përket filologjisë, i filologjisë. *Shkencat filologjike. Studime (botime) filologjike. Kulturë filologjike.*
FILOZOF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mendimtar që merret me problemet filozofike; specialist me arsim të lartë në filozofi. *Filozofët marksistë (materialists). Filozofët idealistë. Filozofët shqiptarë. Filozofët e kohës së lashtë.*
2. *bised.* Njeri i ditur, që gjykon në mënyrë të the-lluar e me urtësi.
FILOZOFI,~A . 1. Shkenca për ligjësoritë më të përgjithshme të zhvillimit të natyrës, të shoqërisë e të mendirnit njerëzor, si një nga format e ndërgjegjes shoqërore, që përfaqëson botëkuptimin e një klase të caktuar; shkenca që u jep njerëzve dije të përgjithshme për botën në tërësi, për vendin dhe rolin e njeriut në të dhe që përpunon bazat e përgjithshme të metodës për njohjen e për shndërrimin e natyrës, të shoqërisë e të ndërgjegjes. *Filozofia marksiste-le-niniste (materialiste). Filozofia idealistë. Filozofia an-tike.*
*2.* Tërësia e parimeve metodologjike, mbi të cilat bazohet një shkencë; doktrinë filozofike. *Filozofia e së drejtës. Filozofia e Mark sit. Filozofia e Kant it (e Hegelit).*
3. *bised.* Lëndë mësimore që jep njohuritë theme-lore të kësaj shkence në shkollë; teksti që përmban këto njohuri. *Programi i filozofisë. Teksti i filozo-fisë. Profesori i filozofisë. Katedra e filozofisë. Dha provim në filozofi.*
4. *bised.* Tërësi pikëpamjesh a bindjesh që ka dikush për diçka. *Filozofia e jetës.*
5. *sh.* —RA, ~RAT *bised., iron.* Fjalë e arsyetime t5 ndërlikuara që duken si të mëdha, por që nuk kanë ndonjë vlerë; teori që nuk mbështeten dhe nuk zba-tohen në praktikë; teorira. *Ishte i vetmi për filozofira. Lëri filozofirat!*
FILOZOFlK,~E *mb. U* QS lidhet me filozofinë, që i përket filozofisë, i filozofisë. *Doktrinë (rrymë) filozofike. SIendimi filozofik. Kategori filozofike. Nga pikëpamja filozofike.*
*2.* Që përmban mendime të thella për jetën, që ka a shtron çështje jetësore e botëkuptimore, më të cilat merret filozofia. *Dramë filozofike. Roman filozofik. Vjershë filozofike.*
3. *keq.* Që ka karakter abstrakt, që teorizon. • Guri filozofik *shih te* GUR,~I.
FILOZOF OJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Gjykoj duke i parë çështjet nga pikëpamja filozofike; mendoj, arsyetoj a diskutoj për çështje filozofike; merrem me filozofi.
2. Gjykoj në mënyrë të thelluar, me urtësi e me pjekun.
3. *bised., iron.* Flas në mënyrë abstrakte, duke për-dorur arsyetime të ndërlikuara e fjalë të mëdha, por pa ndonjë vlerë; msrrem me filozofira. *Filozofon kot. Ka prirje të filozofojë.*

FILT ËR,~RI m. *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Mjet (apa-rat, letër, cohë etj.), që shërben për të pastruar lëngjet ose gazet, duke u hequr atyre gjërat e panevojskme a të dëmshme; kullore; site. *Filtri i benzines (i naftës). Filter uji. Filter ajri. Pastroj filtrin. Cigare me filter* cigare që ka në krye një pjesë si shtupë, e cila pengon nikotinën.
2. *spec.* Mjet (aparat, xham i posaçëm etj.), që veçon, ndalon a dobëson rrymat e ndryshme elektrike, rrezet e dritës, zërat etj. *Filter elektrik. Filter akustik. Filter zëri. Filter valësh. Filter drite.*
3. *fig. libr.* Mjedis shoqëror a veprimtari shoqërore që i ndIhmon njerëzit të pastrojnë ndërgjegjen e botëkuptimin e tyre nga gjërat e dëmshme, nga ndikimet e huaja etj.
FILTRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FILTROJ, FILTROHET. *Filtrim artificial (na-tyror). Aparat filtrimi. Letër filtrimi. Bëj filtrimin.*
FILTROHET *vetv.* 1. Bie poshtë nga filtri, bie në fund, kullon. 2. *Pës. e* FILTROJ.
FILTR OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj që të ka-
lojë nepër filter një lëng a një gaz për ta pastruar; kulloj. *Filtroj benzinën (vajin, ujin).*
*2. vet. veta III spec.* Bën që të veçohen, të ndalen a të dob3sohen rrymat e ndryshme elektrike, rrezet e dritës, zërat etj. *Filtron zërin (valët, dritën).*
FILTRUAR (i,e) *mb.* Që është pastruar duke kaluar nëpër filter, që është filtruar; i kulluar. *Ujë (lëng, ajër) i filtruar.*
FILTRUES,~E *mb.* 1. Që përdoret për të filtruar diçka, që shërben si filter. *Aparat filtrues. Letër (shtresë, lëndë, rrjetë) filtrUese.*
*2. si em.* ~[1], ~'I m. *sh.* ~, ~IT. Aparat me filter.
FILXHAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kupë e vogël prej porcelani ose prej fajance, zakonisht me një vesh të vogël, që përdoret për të pirë kafe, qumësht, çaj etj.; sasia e lëndës sa nxë një kupë c tillë. *Filxhankafeje (çaji). Filxhan me qumësht. Pi një filxhan kafe (çaj). I hedh dy filxhanë miell (një filxhan Vaj).*
*2.* Veçues prej porcelani, ku lidhen telat e elefctrikut a të telefonit (zakonislit ngulet në majë të një shtylle), *Vendos filxhanët.*
3. *bot.* Lule filxhanI.
A- E mat detin me filxhan ka shumë durim për të bërë një punë që kërkon kohë e mundim të madh. Mbytet në një filxhan (në një gotë, në një luge, në një gisht, në një pike) ujë *mospërf. shih tek* UJË,~I. Lule filxbani *bot. shih te* LULE,~JA.
FILXHANASH *ndajf.* Luaj filxhanash: luaj me filxhanë të përmbysur në një tepsi dhe përpiqem të gjej sendin e fshehur (një unazë, një kokërr misri etj.) në njërin prej tyre.
FILXHANTHI *ndajf.* Filxhanash. *Luaj filxhanthi.*
FILZIGEN,~I *m. bot., krahin. shih* BORZILOK, ~U. *Ere filzigeni.*
FILL,~LLI *m. sh.* ~JE, ~JET. 1. Pe i hollë pambuku, leshi, mëndafshi etj., që përdoret për të endur, për të qepur etj.; fije. *Fill i dredhur. Fill i ngjy-rosur- Fill pambuku (leshi, mëndafshi). Fill me dysh. Fabrika e fillit. Mbështjell fillin. Lidh fillin. Shkoj fillin në gjilpërë.*
2. Tel; send shumë i hollë e i gjatë që i ngjet perit; qime. *Fill elektriku. Fill tele font. Fill bakri (an). Fill floku.*
3. *fig.* Ajo që lidh ose bashkon një send, një njeri a një grup njerëzish me një tjetër; lidhje, fill. *Fije të padukshme. Fijet e komplotit. Filli i bisedës (i tre-gimit, i ngjarjes, i mendimeve). Ngatërroi fillin. Huntbas fillin. Këputet filli. Jane lidhur me shumë fije.*
*4. fig.* Shkaku i diçkaje; burimi i lindjes, fillimi i zhvillimit të diçkaje. *Fill i mbarë. la gjej fillin. Zë (nisi) fill* nis, fillon. *I jap fill diçkaje* filloj. *Nuk di nga \tazëfillin* nuk, di nga t'ia filloj një pune, jam në mëdyshje; nuk di Ç'të bëj me pare. *zë fillin di-ç k aj e* e kap nga fillimi, e nis mbarë, e nis aty ku duhet.
*k* Një fill veshje një veshje kombëtare e plotë. Në fill të këmishës pa gjë tjetër në trup, vetëm me kë-mishë. Fill e nga një fill pak e nga pak. Fill e gjilpërë (në majë të gjilpërës, majë gjilpërë) *shih te* GJILPËRË, ~A.i Fill e për pe (fije për fije, fije e për pe) një për një, ho(lesisht, me imtësi; deri në fund, pa lënë asgjë. U be fill *d i k u s h* u dobësua, u tret shumë; iu be barku petë |nga të pangrënët. I ra në fill (në fije, në të) *shih te* FIJE,~A. la hoqi fillin *dikujt a diçkaje* nuk i kushtoi me asnjë vëmendje, nuk u kujdes me për të, nuk u bs me merak për të, nuk ia vari; e shpërfilli. E humbi fillin (fijen) e humbi torruan, u hutua. I humbi filli i lëmshit u hutua fare, e humbi fillin e mendimeve. Është në fill (nëfije) *shih te* FIJE,~A. Ia ka lëshu-ar fillin *dikujt shih te* LËSHOJ. Marr në fill përfill. E mblodhi fillin erdhi në vete; e mori veten. U ngatë-rruan fijet (u ngatërrUa lëmshi) *shih te* NGATËRRO-HEM. Ngatërron (përzien) fijet (lëmshin, penjët) *shih te* NGATËRROJ. I shkon (i vjen) pas fillit (pas fijes) *dikujt shih te* FIJE,~A. Pa u Irashur filli pa u bërë me i madh e me i ndërlikuar një problem etj. Si do t'i vejë (si do t'i shkojë, si do t'i dale) filli *dikujt a diçkaje* si do të ecë e si do të përfundojë, si do të shkojë më tej, si do t'i vejë puna. Erdhi në fill (në fije) *shih te* FIJE, ~A. E vë (e bie) në fill (në fije) *diçka shih të* FIJE, ~A. E zë fill *d i k ë a diçka* e zë
në gojë, e përmend; e kujtoj. Ra në fill më të umor vesh mirë me dike, ra në ujdi. I dha fill (rrugë, majë) punës e rregulloi punën, e vuri në vijë. Është në fill të vdekjes *shih te* VDEKJE,~A. I ka fijet mbarë i shkojnë punët mirë, e ka punën në vijë. Numëron fijet (qimet) e postiqes *shih te* POSTIQE,~JA. E shikoj për fill e për f ërkem. e shikoj me kujdesin më të madh, nga të gjitha anët, fill e për pe. Shpëtoi për një fill (për një fije floku, për një qime) *shih te* FIJE,~A. Ia tha fill e flake ia tha menjëherë, ia tha të gjitha, ç'kishte për t'i thënë, ia zbrazi të gjitha. Vajti (shkoi) në fill të vdekjes *shih te* VDEKJE, ~A. Varet (qëndron) në fill (në fije) të perit (të flokut) *shih te* FIJE, ~A.
FILL *ndajf.* 1. Menjëherë. *Fill pas mbledhjes. Fill pas Çlirimit. Fill pas kësaj.*
*2.* Pa u sjellë andej e këtej, drejt. *Shkol fill e në shtëpi. Nga shtëpiafill e në punë.*
3. Pa njeri, vetëm; pa ndihmë e përkrahje. *Fill i vetëm* fare vetëm. *Ecte fill. Mbeti fill.*
• Fill për fillI a) pikërisht ashtu; b) vetëm për vetëm.
FILLAK,~U i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dru i gjatë e i drejtë.
2. Filiz, bisk. *Kur pritet druri, nxjerr fillakë.*
FILLAK,~U II *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mbulesë e Vogël prej leshi për fëmijë, velenxë e vogël e endur me një faqe, fillore e vogël.
FILLAK,~E *mb.* Me trup ta gjatS e të drejtë. *Lisfillak. Vajzëfillake.*
FILLESË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* FI-LLIM,~I. *Fillesë e mbarë.*

*2.* Forme fillestare e diçkaje; zanafillë, pikënisje. *Fillesat e organeve të trupit të njeriut.*
FILLESË,~A II . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Pjesa e vjaskuar e një vidhe, e një kundërvidhe etj.; vjaskë. *Fillesa e vidhës. Iu prish fillesa.*
FILLESTAR,~^E *mb.* 1. Që ka të bëjë a që lidhet me fillimin, që i përket fillimit, i fillimit; që bëhet në fillim; që shërben si fillim; i pare. *Njoftime (të dhëna) fillestare. Etapa (faza) fillestare. Shpejtësi fillestare.*
2. Që sapo e ka nisur një punë, nj6 mjeshtëri etj., që është në hapat e parë të një pune a të një veprim-tarie; që nuk ka shumë përvojë në një pune. *Nxënës fillestar. Mjek fillestar.*
3. Që është i thjeshtë, që është me i domosdoshëm për të njohur diçka a për të filluar një punë; i pare. *Njohuri (shprehi) fillestare. Rregulla fillestare.*
*4.* Që është forma e parë e zhvillimit të diçkaje, që merret si bazë e krijimit a e zhvillimit; origjinar. *Lënda fillestare. Lloji fillestar.*
5. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, —ËT. Ai që sapo ka filluar të punojë në një fushë a në një profesion, ai që është në hapat e pare; ai që nuk ka shumë përvojë në një punë. *Fillestar në punë. Liber për fillestaret.*
Akumulimi fillestar i kapitalit *ek. shih tek* AKUMULIM,~I.
FILLËROJ *jokal,* ~OVA, ~t?AR. Rroj vetem, rri vetëm.
FILLIKAT *ndajf.* Vetëm, pa njeri, pa asnjë tjetër; pa asnjë përkrahje e mbështetje; fill. *Erdhi fillikat. Jetonte fillikat. Mbeti fillikat.*FILLIKATE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë bari-shtore shumëvjeçare, me kërcell të shkurtër, me gjethe të prera thellë e me një lule të vetme si yll ngjyrë trën-dafili në majë, që çel në pranverë.
FILLlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FILLOJ, FILLOHET. *Fillimi i punës. Në fillim e sipër.*
2. Caku ku fillon diçka që shtrihet në hapësirë (një sipërfaqe, një rrugë etj.), vendi ku nis diçka, kreu; burimi, pikënisja; *kund.* fund. *Fillimi e fundi. Fillimi i rrugës. Fillimi i rreshtit. Fillimi i lumit (i pë-rroit, i kanalit).*
3. Pjesa e parë e një libri, e një vepre; *kund.* fund; mbarim. *Fillimi i librit (i romanit, i artikullit, i poemës). Fillimi ifilmit (i dramës).*
4. Caku që shënon nisjen e një kohe; pjesa e kohës që lidhet me këtë cak; caku kohor që shënon nisjen e një pune, të një veprimi a veprimtarie etj.; pjesa e parë e një pune; *kund.* fund. *Fillim i mirë (i mbarë). Fillimi i vitit (i dimrit). Fillimet e krijimtarisë. Fillimet e letërsisë. Fillimet e shkrimit shqip. Në fillim të verës. Në fillim të shek. XX.*
5. Forma e pare, nga e cila lind ose zhvillohet më tej diçka; fillesë. *Fillimet e jetës.*
6. *vet. sh.* Parimet a njohuritë themelore të diçkaje; njohuritë fillestare. *Fillimet e stilistikës.*
•*k* Fillim e mbarim a) që të gjithë, të tërë; b) gjatë gjithë kohës, tërë kohën.
FILLIMISHT *ndajf. libr.* Në fillim; që në fillim, si fillim.
FILLMIRË *mb.* Që ka qëllime a synime të mira, që nuk ka djallëzi e prapamendime, qëllimmirë, i ndershëm; *kund.* fillzi.
FILLOHET *vetv.* 1. *Pavet. e* FILLOJ. 2. *Pës. e* FILLOJ.
FILLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj hapin e parë në një punë, ia hyj një pune, nis; *kund.* mbaroj, për-fundoj. *Filloj punën. Filloj mësimin (sludimin). Filloj këngën. Filloj nturin (ndërtimin). Filloi luftën.*
2. Zë të ha ose të pi diçka, nis; përdor diçka për të parën here. *Filloj bukën. Filloi rakinë (duhanin).*
3. *jokal. vet. veta III.* Nis; shfaq shenjat e para; *kund.* mbaron; përfundon. *Filloi dimri (të ftohtët, vapa). Filloi shiu (era). Filloi loja. Filloi puna (mësimi). Fi-lluan shkollat. I kishte filluar sëmundja.*
*4. jokal.* Buron, zë fill. *Buna fillon te Liqeni i Shkod-rës. Këtej fillonin të këqijat (mosmarrëveshjet).*
5. *jokal.* Përdoret në togfjalësha me një folje tjetër në mënyrën lidhore, për të shënuar fillimin e veprimit ose të gjendjes që shprehet nga folja tjetër. *Filloi të ecte (të fliste). Filloi të agonte (të errej). Fillojnë të piqen. Filloi të mendonte. Filloi të mërzitej. Po fillon ta kuptojë (të bindet).*
•*k* Filloj radhë të re *shih te* RADHË,~A.
FILLOR,~E *mb.* 1. I shkallës së pare, ku jepen e merren njohuritë e para të dijes. *Shkollë fillore. Arsimi fillor.*
2. JI *em.* ~E, ~JA . *bised.* Shkollë fillore. *Nxënës (mësues) i fillores, Mbaroi filloren.*
FILLORE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. Mbulesë leshi e endur me një faqe dhe e srtkelur në dërstilë, velenxë me një faqe. *E mbuloi me fillore.*
FILLORE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET. Vegël e drunjtë e avlëmendit, që çon fijet e indit nëpër fijet e majës, drugë.
FILLORIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Nxënës i shkollës fillore.
FILLORIST,~E *mb. vjet.* 1. Që ndiqte mësimet në shkollën fillore; që kishte mbaruar vetëm këtë shkollë. *Nxënësit filloristë.*
2. Që jepte mësim në shkollën fillore, i shkollës fillore. *Mësues fillorist.*
FILLPRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lloj dare që përdoret për të prerë shufra metali.
FILLROJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor i për-gatitur a teknik që merret me mirëmbajtjen e rrjetit telefonik e telegrafik.
FILLSHTRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor i për-gatitur a teknik që shtron telat e vijave telefonike e telegrafike. *Brigada e fillshtruesve.*
FlLLTHI *ndajf.* Fill; fillikat. *Mbeti fillthi. E la vetëm, fillthi. E bëri fillthi punën.*
FILLZI,~ZEZË *mb.* Që ka qëllime a synime të këqija, që vepron me djallëzi e me prapamendime, qëllimkeq, i djallëzuar; i mbrapshtë; *kund.* fillmirë.
FINALE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. *sport.* Nde-shja a gara e fundit që përcakton fituesin. *Finalja e kampionatit. Finalet e spartakiadës. Hyri (doli) në finale.*
2. Pjesa e fundit e një vepre muzikore a teatrale. *Finalja e operës (e simfonisë). Finalja e baletit (e va-lles).*
FINANCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. sh.* Mjetet monetare që ka shteti, gjendja e tyre, qar-kullimi i tyre dhe veprimet që kryhen me to. *Financat shtetërore. Ministria e Financave. Seksioni i finances.*
2. Fushë e veprimtarisë ekonomike shtetërore që përfshin mjetet monetare dhe veprimet që kryhen me to; degë e administratës shtetërore që merret me këto mjete e veprime; zyra që bën këto Veprime. *Puna (de-tyrat) e finances.*
3. *bised.* Tërësia e parave që ka dikush. 5 *është nga financa?*

FINANCIAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me financën, që i përket finances, i finances; që lidhet me qarkulli-min monetar dhe me kreditin. *Mjetet (burimet) finan-ciare. Gjendja financiare. Politika financiare. Kontroll financiar. Marrëdhënie financiare. Vështirësi (krizë) financiare. Kapitali financiar. ek.* kapitali i bankave të mëdha monopoliste, që krijohet nga shkrirja e ka-pitalit industrial me atë bankar.
2. Që lidhet me kapitalin financiar, që ka të bëjë me financierët, i financierëve. *Borgjezia (oligarkia) financiare.*
FINANCIER, ~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Specialist në finance; ai që kryente veprimet financiare. *Financieri i ministrisë (i nënprefekturës).*
2. Kapitalist që zotëron mjete të shumta financiare dhe kryen veprime të mëdha me to.
FINANClM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FINANCOJ, FINANCOHEM. *Financimi i ekonomisë popullore. Financimi i pasurive.*
FINANCOHEM. *Pës. e* FINANCOJ.FINANCOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E pajis me,mjetet e nevojshme financiare; e ndihmoj dike nga ana financiare. *Financon ndërmarrjen (kooperativën). Financon ndërtimet.*
FINANCUES,~E *mb.* Që i jep dikujt mjetet e nevojshme financiare, që financon dike. *Shoqëri fi-nctncuese. Organi financues.*
FINË,~T *m. vet. sh.* Popullsia kryesore e Finlaridës, finlandezët.
FINLANDEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Finlandës ose ai që e ka prejardhjen nga Finlanda-
FINLANDEZ,~E *mb.* Që lidhet me Finlandën ose me finlandezët, që është karakteristik për Finlandën ose për finlandezët, i Finlandës ose i finlandezëve; që është krijuar nga finlandezët. *Populli finlandez. Klasa punëtore finlandeze. Gjuha fintandeze. Këngë finlandeze.*
FINLANDISHT *ndajf.* Në gjuhën finlandeze.
FINLANDlSHTE,~JA . Gjuhë e families ugro-fine, që flitet kryesisht në Finlandë, gjuha e finlandezëve.
FINOK,~U *rn.sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Lloj maraqi i butë me erë të mirë, me gjethet e poshtme të mishta e;të mbledhura si qepë, që hahen ose përdoren në mjekësi. *Finok i zier (i skuqur). Sallatë (gjellë) me firiok.*
FINOK,~E *mb.* 1. I hollë nga mendja e dinak; që| vepron me dhelpëri e djallëzi. *Njeri finok. Ishte firiok.*
2. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri i hollë nga mendja e dinak; njeri dhelparak e i djallëzuar. *Finok i madh.*
FINOKËRI,~A Të qenët finok; dinakëri, dhelpëri.
FINJË,~A . Ujë i valuar, ku është tretur një sasi hiri i situr, që përdoret për të larë rroba, enë etj. *Finjë me fletë dafine. Kazani i finjës. Bëj finjë. Fut (shtie) në finjë. Laj me finjë. Shkoj në finjë.*
*it* U be finjë a) u dobësua shumë, u tret (për njeriun a për kafshët); b) u Varfërua (për token). U be finjë *me dike* u zu me fjalë të ashpra, u grind keq. M'U be koka finjë m'u lodh truri, jam si i trullosur. I kam (Tobat (e kam këmishën) në finjë jam shumë i zënë me pune, s'kam kohë fare, s'kam nge të marr frymë.
FINJOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Fut në finjë një rrobë për ta zbutur para se td laj me sapun e me ujë të paster, ziej në finjë; laj me finjë. *Finjos rrobat.*
*2.* Vë në finjë për t'u zbutur, për t'u dale hidhërimi a lëvorja (për disa Hoje pemësh kur i bëjmë reçel, për kokrrat e misrit para se t'i zIejmë etj.). *Finjos kokrrat e misrit. Finjosin arrat e njoma për reçel.*
FJNJOSEM *vetv. 1.* Dobësohem shumë, tretem; zbehem në fytyrë. *Është finjosur fare.*
2j *vet. veto HI.* Varfërohet (për token). *Finjoset toka po s'i hodhe pleh.*
3. *Pës. e* FINJOS.
FIQFIQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Zog i vogël që nxjerr një cicërimë të hollë.
FlQIR,~I *m. bised.* Mendja, mendtë.
.; Nuk është në fiqir *shih* Nuk është në vete *te* VETE,
~JA. E humbi fiqirin (mendjen) *shih te* HUMB. E ka lënë fiqiri (mendja) *shih te* LË. S'ia pret fiqiri (mendja, poçi) *shih te* PRES 23. la prishi fiqirin (mendjcD) *shih te* PRISH.
FIRAJKË *mb. krahin.* Fyle. *Arrë firajkë.*
FIRAUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *thjeshtligj., shar.* Njeri i keq, shpirtkazmë; njeri i djallëzuar e i pabesë. Ç"na *e punoi, firauni!*
FIRË,~A 1. Humbja që pëson në peshë, në vëllim etj. një mall a një prodhim gjatë mbartjes, gjatë përpunimit, nga tharja, nga avullimi etj. *Fird e grurit. Ulja e fires. Mënjanoj (pctkësoj) firën. Zbres (heq) firën. Ben (pëson) fire* firon.
2-. *si ndajf. bised.* Pa gjë brenda, bosh. *E kish bqrkun fire. Bëhet fire* humbet, zhduket; Vdes. *Shkon (vete) fire* shkon kot, vete dëm.
FIRIFIU *mb. thjeshtligj., mospërf.* Fare i papjekur e mendjelehtë, që e ka mendjen si veriu. *Është firifiu nga mendja.*
•*k* la bëri mendjen firifiu *dikujt* ia mori mendjen, e bëri për vete; ia ngriti mendjen për diçka. E ka mendjen firifiu është mendjelehtë, është si veriu.
FIRIKAC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Shatërkaz.
FfRMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Nënshkrim. *Vë firmën.*
*2.* Autor, emër në një fushë të krijimtarisë (za-konisht në letërsi dhe arte). *Firmë e re. Jane shtuar firmat.*
3. Ndërmarrje industrial a tregtare në vendet kapitaliste, e cila prodhon ose shet mallra me markën e vet. *Firmë tregtare. Firmë e njohur.*
•*k* E jap me firmë e siguroj dike për diçka, e them me bindje të plotë, e quaj një gjë shumë të sigurtë. E marr me firmë sigurohem, bindem për diçka. Nuk i shkon firma edhe *poh.* nuk i dëgjohet fjala.
FIRMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Nënshkruaj. *Fir-moj shkresën.*
FIRMOS *kal,* ~A, ~UR. Nënshkruaj.
FIRO,~JA *f. sh.* ~, ~T. Fire. *Firo ligjore (e le-jueshme). Kofrji (shirje) pa firo. Mënjanimi i firo-ve.*
FIROJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Humbet në peshë, në vëllim etj., bën fire; shteron. *Firon qumështi. Firon gruri (kur thahet).*
*2. kal.* E pakësoj, bëj që të humbasë në peshë, në vëllim etj.; e heq atë pjese që ka mbetur. *E firoi vapa (zjarri).*
3. *vet. veta III* edhe *fig.* Mbetet pa gjë brenda,
Zbrazet. *Me firoi barku.*
*4. vet., veta III* edhe *fig.* Humbet a zhduket pa lënë gjurmë. *Firuan berrat në mal.*
*5.* Dobësohem, bie nga shëndeti e nga fuqia; shteroj. *Ka firuar pak. Me kanë firuar fuqitë.*
FIS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Grup njerëzish në shoqërinë primitive me lidhje të afërta gjaku, me gjuhë të përbashkët e me zakone të njëjta, që mbështetej në

pronën e përbashkët dhe që ishte njësia bazë e organizimit të jetës së njerëzve e të prodhimit derinë lindjen e klasaVe; *etnogr.* grup njerëzish me gjuhë dhe zakonc të përbashkëta, që jetojnë si një bashkësi me një prijës në krye. *Fiset Hire. Fiset eskimeze. Fise primitive. Fise shtegtare. Gjuha e fisit. Udhëheqësi i fisit.*

*2.* Grup njerëzish që rrjedhin nga një stërgjysh i përbashkët; njerëz të një gjaku, farefis. *Fis i hershëm. Fis i ntadh. Fisi i gruas (i burrit).*

3. *bised.* Ai që ka stërgjysh të përbashkët me një tjetër, ai që ka lidhje gjaku a afrie me dike tjetër; farefis. *Fis i afërt (i largët). E kam fis. Jam fis me të. Është një fisi im.*

4. *bised.* KombësI, komb. *Fis i mirë. Fis shqiptari.*

5. *vjet.* Familje e pasur, që kishte një pozitë të privilegjuar në shoqërinë feudale; familje që mbahej si e mirë. *Grua (prej) fisi.*

•*k* Fare e fis *shih te* FARË,~A. Pa fare e pa fis *shih te* FARË,~A. E ka për fis e ka zakon të trashë-guar; ajo sjellje i shkon. Do të vejë nI fis *keq.* do ta tregojë veten se ç'është e sa vlen.

FISANAK,~E *mb.* Që është i të njëjtit fis a i një gjaku me një tjetër, që është fis me dike. *Jane fisa-nakë.*

FISËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që rrjedh nga një familje e mirë; që ka veti të mira morale dhe di të sillet mirë; që është veti e një njeriu të mirë; fisnik. *Njeri* i *fisëm. Vajzë (nuse, grua) e fisme. Sjellje e fisme.*

2. *hist.* Që i përkiste shtresës së lartë aristokratike në shoqërinë feudale, që e kishte origjinën nga një familje e pasur dhe me pozitë të privilegjuar; fisnik. *Familje (shtëpij e fisme.*

3. Që i përket races a llojit më të mirë (për kafshët dhe bimët). *Lopë e fisme. Kale i fisëm. Grurë i fisëm.*

FISËRI,~A. 1. Të qenët i fisëm; fisnikëri. *Mburret me fisërinë e tij.*

*2. vjet.* Farefisni; afri. *Lidhje fisërie.*

FISKAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fidan bime a druri; bisk i ri, filiz; thupër e hollë, fiskël. *Fiskajë aha. Ka nxjerrë fiskaja. I ra me fiskajë.*

*2.* Curril i hollë (uji, gjaku etj.). *Fiskajë uji (gjaku).*

3. *përd. mb.* I hollë e i drejtë si bisk. *E kishte ve-tullën fiskajë.*

FISKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Degë njëvje-çare e një druri a e një shkurreje; thupër druri shumë e hollë, fshikull. *Fiskël shelgu. I ra me fiskël. Thur me fiskla.*

FISNIK,~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ka veti të larta morale, që është i ndershëm a zemërgjerë; bujar.

2. *hist.* Ai që bënte pjesë në shtresën më të lartë e të privilegjuar të klasës shfrytëzuese në shoqërinë feudale ose feudalo-borgjeze; pronar i madh tokash; titulli që u jepej njerëzve të kësaj shtrese. *Shtresa e fisnikëve. Nga radhët e fisnikëve.*

FISNIK,~E *mb.* 1. Që ka veti të larta morale dhe sillet shumë mirë më të tjerët, që është i ndershëm e zemërgjerë; që 5shtë tipar i një njeriu me cilësi të larta morale, që shpreh fisnikëri; i fisëm, bujar. *Njeri fisnik. Grua fisnike. Fytyrë fisnike. Sjellje fisnike. Pu-në (detyrë) fisnike. Qëllime (ndjenja) fisnike.*

2. *hist.* Që ka të bëjë me shtresën më të lartë e të privilegjuar të klasës shfrytëzuese në shoqërinë feu-
dale ose feudalo-borgjeze, që lidhet me aristokracinë feudale; që është karakteristik për fisnikët; i fisnikëve. *Familje fisnike.*

Metale fisnike *kim. shih te* METAL,~I.

FISNIKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Grua fisnike (për zonjën e shtëpisë a për një grua).

2. *krahin.* Nuse, bashkëshorte; zonjë shtëpie (kur i drejtohen me nderim). *Ku je, moj fisnike?*

FISNIKËRI,~A . 1. Të qenët bujar, zemërgjerë e i ndershëm, sjellje fisnike, bujari. *Kishte fisnikëri të madhe. Sillet me fisnikëri.*

*2. përmb. hist.* Shtresa më e lartë dhe më e privilegjuar e klasës shfrytëzuese në shoqërinë feudale ose feudalo-borgjeze, aristokracia feudale; tërësia e fisnikëve; parësia, shtresa më e lartë e një fisi. *Fis-nikëria feudale.*

3. *vjet.* Titull, më të cilin thirrej një fisnik me nderim. *Fisnikëria juaj.*

FISNIKËRIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve FISNIKËROJ, FISNIKËRO-
HEM. *Fisnikërimi i njeriut. Fisnikërimi i ndjenjave.*

FISNIKËRISHT *ndajf.* Në mënyrë fisnike, me fisnikëri.

FISNIKËROHEM *vetv.* 1. Fitoj Veti të mira morale, lartësohem nga ana morale, bëhem fisnik.

2. *vet. veta HI spec.* Përmirësohet nga ana cilësore (për kafshët, bimët etj.).

3. *vet. veta III.* Bëhet me i pastër e me i mirë, bëhet me i hollë, lartësohet. *fisnikërohen mendimet (që-llimet).*

4. *Pës. e* FISNIKËROJ.

FISN1KËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj
që të fitojë veti të mira morale, e lartësoj nga ana morale, e bëj fisnik. *Puna e fisnikëron njeriun.*

2. *spec.* Përmirësoj racën e cilësitë e kafshëve e të bimëve.

3. E bëj më të pastër e më të mirë, e bëj më të hollë, e ngre me lart, e lartësoj. *Të fisnikëron ndjenjat.*

FISNOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me fisin (në shoqërinë primitive); që është i tipit të fisit. *Rendi fisnor. Marrëdhënie fisnore. Mënyra fisnore e jetesës. Mbe-turina fisnore.*

*2.* Që lidhet me farefisin, që i përket farefisit, i fa-refisit; farefisnor. *Lidhje fisnore.*

FlSSHËM(i), ~ME(e) *mb.* I fisëm; fisnik. *Njeri i fisshënt.*

-FISH *fjalëform.* Pjesë e dytë e fjalëve të përbëra, që tregon se numri a madhësia është rritur aq here sa shprehet në pjesën e parë (p.sh. dyfish, pesëfish, dhjetëfish etj.).

FISHEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gëzhojë prej metali a prej kartoni e mbushur me barut, me një kap-sollë në fund e me një plumb në krye ose me saçma për të qëlluar me arme zjarri të lehta. *Fishek luftarak (mësimor). Fishek pushke (mitralozi, çifteje, revolveri). Foleja e fishekut. Gjerdani (kollani) i fishekëve. Krëhër (ballë) fishekësh. Heqfishekun.*

2. Cope letre e mbështjellë në trajtë koni me kokë poshtë, që përdoret për të futur në të pemë të vogla, kikirikë etj.; kaush. *Një fishek me kikirik (me kumbulla). Bëj fishek.*3. Emërtim i përgjithshëm për sende e pjesë sen-desh. që kanë trajtën e gëzhojës a të një gypi të hollë e të gjatë. *Fisheku i cigares. Një fishek makarona.*

4. *përd. ndajf. bised.* Menjëherë, shpejt e shpejt, pa e zgjatur. *Shkoi (iku, Vajti, u nis) fishek. E nxori fishek përjashta. Doli fishek nga dera.*

•*k* Fishek pa barut njeri pa vlerë. Fisheku i fundit *shih te* FUNDIT (i,e). Bëri fishek gjeti një të çarë a një shteg e doli jashtë me Vrull (thuhet për flakën e druve që digjen në një kafflinë, kur ajo depërton nëpër shtresën e baltës etj. ose kur dikush del me vrull nga nje rrethim a nga një

gjendje e vështirë). Ishte fishek *thjeshtligj.* a) s'kishte asnje lek në xhep; b) isrtte i pa-përgatitur në mësim a në provim, nuk dinte gjë fare. Mbeti fishek *thjeshtligj.* a) mbeti pa një lek në xhep; rnbeti pa gjë; b) mbeti pa njeri, mbeti vetëm. Nuk I ndezi fisheku nuk i eci, nuk ia arriti qëllimit; nuk i shkoi fjala. la qiti fishekët *një p une* e prishi punën djhe është vështirë që të rregullohet. Është fishek i lagur është njeri që nuk ka guxim e nuk vepron, Vetëm ka-noset, por nuk bën dëm. Është fishek që s'shkrep a) është njeri që s'të ndihmon, s'ke dobi prej tij; b) është frikacak, s'guxon të flasë a të veprojë. I zbrazi tërë fishekët *shih te* ZBRAZ.

FISHEKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Gjerdan fishekësh; çantë fishekësh; veZme. *Fut në fishekore.*

FISHEKZJARR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fishek i rnbushur me barut e me lëndë të tjera, që zbraZet në ajër në raste festash ose për të dhënë shenja dhe që, kur shpërthen, bën flake me ngjyra të ndryshme; flaka që lëshon një fishek i tillë, drita e saj në ajër. *Fishekzjarrë shumëngjyrësh. Hedh fishekzjarrë. Shpër-thejnë fishekzjarrët.*

FISHK *kal.,* ~A, ~UR. 1. I heq njomësinë, e rrjudh dhe e bëj që të humbasë ngjyrën, shkëlqimin ajbukurinë; e venit; e rrudh dhe e dobësoj. *Vapa i fishku Met. E fishku misrin thatësira. E kishte fishkur semundja.*

2. *fig.* Bëj që të humbasë forcën e gjallërinë, i heq gëiimin, e bëj te mpitë, e venit. *Vuajtjet ia fishkën ndjenjat.*

3. *fig.* E bëj më të dobët diçka, dobësoj, zbut, zbeh. *Kërkojnë të fishkin polemikën (kritikën).*

FISHKARAQ,~E *mb.* 1. I thatë e plot rrudha në fytyrë, i fishkur. *Plak fishkaraq.*

2. *fig.* I mefshtë, i mpitë, i qullët.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

FlSHKEM *vetv.* 1. Humbas njomësinë, humbas ngjyrën, shkëlqimin a bukurinë; venitem; rrudhem e dobësohem. *U fishkën lulet (gjethet). Fishket misri pa*; *ujë. Iu fishk fytyra. Megjithëse u plak, nuk është fishkur fare.*

2. *fig.* Humbas forcën e gjallërinë, me ikën gëzimi; mpihem, venitem.

3. *vet. veta III fig.* Humbet forcën e mëparshme, dobësohet, zbutet, zbehet.

4. *Pës. e* FISHK. FISHKËLLEHEM. *Pës. e* FISHKËLLEJ.

F1SHKËLLEJ *jokal.,* ~EVA, ~YER. 1. edhe *kal,* Nxjerr një zë të hollë e të mprehtë, duke fryrë fori me buzë të mbledhura ose me gishtërinj në gojë; nxjerr një zë të tillë, duke i fryrë bilbilit a ndonjë njjeti tjetër; marr një melpdi me zë te tillë. *Fishkëlle]*

*me gishta. I fishkëlleu genii. Fishkëllen bukur. Shkonte duke fishkëllyer.*

*2. vet. veta III.* Nxjerr një tingull të hollë e të mprehtë, nxjerr një zë tingëllues (për disa kafshë etj.); nxjerr një zë si fishkëllimë (për diçka që lëviz me shpejtësi). *Fishkëllen cjapi i egër. Fishkëlleu sirena. Fishkëllenin plumbat. Fishkëllente era.*

3. edhe *kal.* Shpreh mospëlqim a kundershtIm me anë të fishkëllimaVe, pres me fishkëllima. *Populli e fishkëlleu presidentin amerikan.*

•*k* I fishkëllen (i fryn, i këndon) në vesh *dikujt shih te* VESH,~I.

FISHKËLLlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FISHKËLLEJ, FISHKË-LLËHEM.

2. Fishkëllimë.

FISHKËLLlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zë i

hollë e i mprehtë që del kur fryjmë fort me buzë të mbledhura ose me gishtërinj në gojë; zë i tillë që del kur i fryjmë bilbilit a ndonjë mjeti tjetër. *Fishkëllimë e lehtë. Fishkëllima e bilbilit. Fishkëllima e gjyqtarit. E pritën me fishkëllima.*

*2.* Tingull i tillë a i ngjashëm me të, që nxjerrin disa kafshë; zë tingëllues që nxjerr diçka kur lëviz me force e me shpejtësi nëpër ajër ose nëpër një të çarë të ngushtë. *Fishkëllima e cjapit te egër. Fishkëllima e erës (e veriut). Fishkëllima e trenit. Fishkëlli-mat e plumbave.*

3. *përd. ndajf.* Me shpejtësi të madhe, me vrull. *Vinin plumbat fishkëllimë.*

FISHKËLLOR,~E *mb. gjuh. X.* Që përftohet nga kalimi i ajrit me fishkëllimë të lehtë nëpër një ha-pësirë të ngushtë midis dhembëve dhe gjuhës (për tingujt s, z etj.) *Tingull fishkëllor. Bashkëtingëllore fishkëllore.*

*2. si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tingull fishkëllor.

FISHKËLLYES,~E *mb.* 1. Që del kur fishkëllejmë, që shoqërohet me fishkëllimë; që i ngjet fishkëllimës, që është si fishkëllimë. *Zë (tingull) fishkëllyes. Zhur-më fishkëllyese. Predhë fishkëllyese. Të folur fishkëllyes.*

2. *gjuh.* Fishkëllor.

FlSHKËT (i,e) *mb.* I fishkur. *Lule e fishkët.*

FlSHKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve FISHK, FlSHKEM.

*Fishkja e gjetheve (e luleve, e bimëve). Fishkja e ndje-njave. Shenja fishkjeje.*

FISHKUR (i,e) *mb.* 1. Që ka humbur njomësinë, që ka humbur ngjyrën, shkëlqimin a bukurinë; i venitur; që është rrudhur e dobësuar. *Lule (gjethe) të fishkura. Me fytyrë të fishkur. Me duar të fishkura.*

2. *fig.* Që ka humbur forcën e gjallërinë, që ka hum-bur gëzimin; i mpitë, i venitur. *Me zemër (me shpirt) të fishkur.*

3. *fig-* Që ka humbur forcën e mëparshme, i dobësuar, i zbutur, i zbehur.

FISHNJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool* Kafshë mishngrënëse e ngjashme me shqarthin, me qime t'6 murrme e me një njollë të bardhë në krahëror, me bisht shumë të gjatë e me këmbë të shkurtra, që gjuhet për lëkurën e saj të çmuar.FIT *ndajf. bised.* Pa fituar as njëri as tjetri, barabar. *Fit efit* barabar. *Jemifit. Dolëmfit.*

FIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pykë. *I fut një fit drurit (për ta çarë). 2. kryes. sh. fig.* Kalla. spica. *Fut (shtie) fite.*

FlTËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog. e* FIT,~I.

2. Pjesë e drugës së avlëmendit, zakonisht prej metali, ku mbështillet filli i indit.

FITIL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Rrip i hollë prej disa fijesh të dredhura pambuku, liri, kërpi etj., që futet nga njëra anë në një enë me vajguri ose me vaj dhe ndizet në anën tjetër për të bërë dritë ose për të dhënë nxehtësi; fije peri që kalon përmes qiririt e që ndizet. *Fit Hi i llambës (i kandilit, i qiririt). Fitili i furnelës. Ngre (ul) fitilin. Iu dogj fitili.*

2. *spec.* Shirit i posaçëm, që digjet shpejt e për-doret për të ndezur minën, dinamitin etj. *Fitil minash. Fitili i granatës. I vë fitilin. Ndez fitilin.*

3. *tekst.* Fill shumë i trashë pambuku i padredhur mirë, i cili kalon nëpër makinën e tjerrjes, ku tërhiqet e tëhollet sipas nevojës; fije pambuku e hollë dhe e forte që përdoret si majë për të endur qilima, pëlhurë etj. *Fitil pambuku. Makina e fit Hit. Reparti i fitilit. Çorape fitili.*

4. *bised.* Cope garze si rrip i hollë, që futet në plage për të ndaluar gjakun ose për të thithur qelbin. *futi fitila (i ndërroi fitilat) plages.*

5. *bised.* Diçka e gjatë dhe e hollë në trajtën e një rripi. *Fitil duhani. Një fitil mish.*

• Fut (shtie) fitila (fite, fitme) *shih te* FUT. I ka hyrë fitili *thjeshtligj.* e ka zënë dashuria, ka rënë në dashuri me dike. Ka marrë fitilin ka marrë të ftohtë; është i sëmurë nga tuberkulozi; e ka zënë një sëmundje e rëndë. U puqen fitilat janë të një mendjeje, kanë mendime të njëjta; u shkon muhabeti. I vuri fitilin (pishën.) *diçkaje shih te* PISHË, ~A.

FITILVËNËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Punëtor i për-gatitur që ndez fitilin e minave, të dinamitit etj., ai që u vë fitilin minave; zjarrmëtar.

FITlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve FITOJ, FITOHET. *Mjet fitimi.*

*2.* Të ardhurat në para që merr dikush për një punë të kryer, paga e punës. *Fitim i merituar. Nxjerr fitime.*

3. *ek.* Të ardhurat e kapitalistëve, që krijohen nga mbivlera duke shfrytëzuar punëtorët. *Fitimi mesatar. Fitime përrallore. Nxjerrin fitime.*

4. *ek.* Pjesa e prodhimit shoqëror në ndërmarrjet socialiste, e cila del nga rritja e prodhimtarisë ose e rendimentit të punës dhe përdoret në mënyra të ndryshme në dobi të gjithë shoqërisë; shuma që mbe-tet nga të ardhurat pasi zbriten shpenzimet; të ar. dhurat neto të ndërmarrjes; *kund.* humbje. *Fitimi dhe humbja. Del me fttim.*

5. Përfitimi që kemi nga diçka, dobi; leverdi; *kund.* humbje. *Punë me fitim. Ka fitim. I sjell fitim..*

6. *vjet.* Fitore.

Tattm fitimi *ek. vjet. shih* TATTM-FITIM,~I.

FITIMDHËNËS,~E *mb.* Fitimprurës. *Punë fitim-dhënëse.*

FITIMPRCRËS,~E *mb.* Që sjell të ardhura a fi-time; i leverdisshëm. *Punë fitimprurëse. Metodë fitim-prurëse.*

FTTIMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që sjell fitime, fitimprurës. *Punë e fitimshme.*

FITIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka fituar, ai që ka korrur fitore, ngadhënjimtar. *V kthyen fi-timtarët. Marshojnë (parakalojnë) fitimtarët.*

FITIMTAR,~E *mb.* 1. Që ka arritur fitoje të plotë e të gjithanshme në një luftë a në një betëjë; që ka korrur fitore pas përpjekjesh te mëdha, fitues, ngadhënjimtar. *Popull fitimtar. Ushtri fi(imtare. Dolën (u kthyen) fitimtarë.*

*2.* Që kryhet me sukses të plotë e të gjithanshëm, që arrin fitore të njëpasnjëshme ose që të çon drejt fitoreve; që gjithnjë fiton, që kurorëzohet me fitore, ngadhënjimtar. *Betejë (luftë) fitimtarë. Marshim fitimtar. Idetë (mësimet) fitimtarë të marksizëm-le-ninizmit.*

FITME,~T *vet. sh.* Fite, kalla, spica. *Fut (shtie) fitme.*

FITOHET *vetv.* 1. *vet. veto III spec.* Përftohet, del diçka e re (nga bashkimi ose nga shkrirja e dy a me shumë lëndëve). *Fitohet alumini. kim.*

*2. Pës. e* FITOJ.

FITOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Nxjerr të ardhura nga një punë që kryej; siguroj fitime. *Fitonte para. Fitonin bukën e gojës. Kapitalistët fitojnë duke shfrytëzuar të tjerët. Fitonte shumë (pak).*

*2.* Kam përfitim, nxjerr fryte, përfitoj. *S"fiton gjë nga ajo punë. E ç'fitoi?*

3. edhe *jokal.* Arrij a siguroj diçka, duke luftuar ose duke punuar me këmbëngulje e me përpjekje të mëdha; dal fitimtar, arrij fitore; *kund.* humb. *Fitoj lirinë. Fitoj luftën (betejën). Fitoj garën (ndeshjen, kampionatin). Fitoi gjyqin. Fitoi një çmim. Fitoj bastin. Fitoi në zgjedhjet. E fituan me gjak.*

4. Përvetësaj diçka që me duhet ose që e dëshiroj; i siguroj vetes diçka të mirë e të vlefshme; *kund.* humb, humbas. *Fitoj një profesion (një zanat). Fitoj njohuri (dije, shprehi, përvojë). Fitoj kohë.*

5. *libr.* Bëj që të tjerët të me vlerësojnë e të me trajtojnë në një mënyrë të caktuar; siguroj. *Fitoi fame (emër). Fitoj dashurinë (nderimin, besimin) e popullit. Fitoi autoritet të madh (lavdi). Fitoi urrejtjen e të tjerëve.*

*6.* E tërheq dike në anën time, e bëj për vete. *Fitoi miq (shokë, përkrahës).*

7. Nxjerr a prodhoj diçka, përftoj.

8. *bised. Peso]* diçka të keqe e të dëmshme a diçka të papëlqyeshme^ marr, ha. *Fitoi një sëmundje (një të ftohur, Verdkëzën). E fitoi një të share (një shqelm, një grusht).*

E fitoi davanë *shih te* DAVA,~JA. Fiton (merr) të drejten e qytetarisë *libr. shih te* QYTETARI,~A. Fitoi flamurin *libr.* doli i pan, korri një fitore. Fitoi pike siguroi përfitime për vete; iu ngrit autoriteti e vlera përpara të tjerëve, e përforcoi emrin e vet të mirë. Fiton tokë (truall, vend) zgjerohet veprimtaria e diçkaje; përhapet, shtrihet në hapësirë. I fitoi zemrën *dikujt* e bëri që ta dojë, e bëri për Vete dike. Fitoi kosh fitoi ai që punoi me kohë e me mend doli i fituar, të tjerët s'patën ndonjë të mirë.FITORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Përfundimi nga-dhënjimtar i një lufte, i një beteje, i një gare etj., që arrihet me përpjekje e me këmbengulje të madhe, duke kaluar vështirësi e pengesa; *kund.* humbje. *Fitore e madhe (e rëndësishme, historike). Fitore për-fundimtare. Fitore të reja. Fitore e merituar. Fitore e shtrënguar (e thellë). sport. Fitoret e socializmit (e revolucionlt). Rruga e fitores. Mbrojtja e fitoreve. Nga fitorja në fitore. Goli i fitores. sport. Korr fitore. Përfundon me fitore.*

+ Fitore si e Pirros (si fitorja e PIrros) *libr.* fitore me humbje shumë të mëdha.

FITUAR (i,e) *mb.* 1. Që është arritur me përpjekje e me këmbengulje; që ka përfunduar me fitore; *kund.* i humbur. *Luftë (betejë) e fituar. Gjyq i fituar.*

2. Që ka dale me fitim, që nuk ka pasur dëm; *kund.* i humbur. *Është (doli) i fituar.*

3. Që është arritur me kohë e me punë gjatë për-vojës jetësore, që nuk është i lindur. *Shprehi të fi-tuara. Reflekse të fituara. fiziol.* reflekse të kushtë-zuara.

4. Që është shfrytëzuar mirë dhe me dobi, që nuk ka shkuar kot; *kund.* i humbur. *Kohë (ditë) e fituar.*

5. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.

FITUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka fituar në një garë etj.; fitimtar.

2. Ai qS nderohet me një çmim për punën e bërë a për veprimtarinë e tij në një fushë të jetës shoqërore. *Fituesit e Çmimit të Republikës.*

FITUES,~E *mb.* 1. Që ka arritur fitore në një luftë, që e ka mundur kundërshtarin; që ka dale i pari në një garë, në një konkurs etj.; fitimtar. *Ushtri fituese. Shtetet (vendet)*

*fituese. Rrethet fituese. Skuadër fi-tuese. Kënga fituese. Doli fitues.*
2. Që ka fituar në një lotari (për numrin e për bi-letën). *Bileta fituese. Numri fitues.*
FIZARMONIClST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mu-
zikant që i bie fizarmonikës. *Kurs për fizarmonicistë.*
FIZARMONlKË,~A *sh.* ~A, ~AT. Vegël muzikore e përbërë prej një rrësheku që hapet e mblidhet duke thithur e duke nxjerrë ajër dhe që vë në lëvizje disa gjuhëza, të cilat shtypen me gishtërinj për të dhënë zërin a melodinë e kërkuar. *Tinguj fi-zarmonike, I bie fizarmonikës. Shoqëroj me fizarmo-nikë.*
FIZIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me trupat, me lëndën dhe me natyrën, që janë në të vërtetë dhe ka-pen me anë të shqisave. *Force fizike. Gjendja fizike. Beta fizike. Matje fizike. Dukuri fizike. Cilësi fizike.*
*2.* Që ka td bëjë me shkencën e fizikës. *Ligje fizike. Teqri fizike.*
3. Që ka të,bëjë me trupin e njeriut ose me forcën trupore të njeriut a të kafshës; trupor. *Bukuri fizike. Ushtrime (kalitje, përgatttje) fizike. Edukim fizik. Force (qëndresë) fizike.*
4. Që ka të bëjë me tiparet natyrore të botës, që studion a që paraqit sipërfaqen e Tokës, botën bimore e shtazore të saj dhe klimën. *Gjeografi fizike. Hartë fizike.*
FIZIKAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist me arsim të lartë në fushën e fizikës. *Fizikanët shqiptarë.*
FIZlKË,~A . 1. Shkencë natyrore, që studion
Vetitë më të përgjithshme të materies si edhe ligjet e format themelore të lëvizjes e të ndryshimit të saj. *Fizika e përgjithshme (teorike, e zbatuar). Fizika bër-thamore (atomike). Terma të fizikës.*
*2.* Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme tëkësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Programi i fizikës. Mësuesi (profesori) i fizikës. Katedra e fi2ikës. Fizika për shkollën e mesme. Mori dhjetë në fizike.*
3. *libr.* Natyra fizike e diçkaje (e një sendi a dukurie). *Fizika e fortnimit të breshrit.*
FIZIKISHT *ndajf.* 1. Nga pikëpamja fizike, nga ana lëndore. *Ujë i pastër fizikisht.*
*2.* Nga pikëpamja e trupit dhe e shëndetit; nga ana fizike. *forte (i dobët) fizikisht. Kalitem fizikisht. E zhdukën fizikisht.*
3. Nga pikëpamja e shkencës së fizikës, sipas fizikës.
FIZIKO-USHTARAK,~E *mb.* Që synon ta kalitë njeriun nga ana fizike e ushtarake dhe ta bëjë të aftë për punë e për mbrojtje, që ka të bëjë me anën fizike dhe ushtarake. *Edukimi fiziko-ushiarak. Për-gatitje (kalitje) fiziko-ushtarake.*
FIZIOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist me arsim të lartë në fushën e fiziologjisë. *Fiziologët shqiptarë.*
FIZIOLOGJI,~A . 1. Shkencë natyrore që studion ndërtimin dhe veprimtarinë jetësore normale të organizmave të gjallë ose të një organi të tyre. *Fiziologjia e njeriut (e kafshëve, e bimëve). Fiziologjia e organeve të shqisave (e sistemit nervor).*
*2.* Lënda mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Fiziologjia e përgjithshme. Programi i fiziologjisë. Profesori i fiziologjisë. Katedra e fiziologjisë. Fiziologjia për shkollën e lartë.*
FIZIOLOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me fiziolo-gjinë, që i përket fiziologjisë, i fiziologjisë; që lidhet me ndërtimin dhe me veprimtarinë jetësore të një organIzmi të gjallë a të një organi. *Zhvillimi fiziologjik. Çrregullime fiziologjike. Vdekje fiziologjike. Studime fiziologjike. Nga pikëpamja fiziologjike.*
• Tretësirë fiziologjike *mjek. shih tek* TRETËSIRË,~A. Ujë fiziologjik *mjek. shih tek* UJË,~I 3.
FIZIONOMl,~A . 1. Tërësia e tipareve të fytyrës, shprehja e fytyrës; pamje, fytyrë.
2. *fig.* Tiparet e vetitë që e dallojnë dike a diçka nga të tjerët, tërësia e veçorive dhe e cilësive të tij. *Fizio-nomia morale (shpirtërore). Fizionomia kombëtare. Fizionomia klasore.*
FIZKULTURAL,~E *mb.* Fizkulturor.
FIZKULTURË,~A . Kalitje e gjithanshme e trupit të njeriut nëpërmjet ushtrimeve fizike, kulturë fizike; edukim fizik. *Shkolla e fizkulturës. Instituti i fizkulturës. Ora e fizkulturës. Merrem me fizkulturë.*
FIZKULTURIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që me-
rret me, fizkulturë. *Fizkulturistët shqiptarë. Konfe-renca e fizkulturistëve.*
FIZKULTUROR, ~E *mb.* Që ka të bëjë me fiz-kulturën, që i përket fizkulturës, i fizkulturës. *Lëvizje fizkulturore. Manifestim fizkulturor.*FJALAMAN,~E *mb.* Llafazan.
FJALASHPËR *mb.* Fjalëvrazhdë.
FJALË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *gjuh.* Njësia e më-vetësishme më e vogël e gjuhës, tërësi e pandashme e tingëllimit dhe e kuptimit e formësuar nga ana grama-tikore, që pasqyron në mënyrë të përgjithësuar e shënon sende e dukuri të realitetit dhe riprodhohet e veçohet në rrjedhën e ligjërimit. *Fjalëshqipe, Fjalë e huaj (e hua-zuar). Fjalë e re (e rrallë, krahinore, e vjetëruar). Fjalë ndërkombëtare* ndërkombëtarizëm. *Fjalë librore (di-turore). Fjalë e parme (e prejardhur, e përngjitur). Fjalë shënuese (emërtuese, ndihmëse, shërbyese). Fjalë e ndërmjetme. Fjalë e ndryshueshme (e pandryshueshme, e palakueshme). Fjalë me shumë kuptime. Kuptimi i fjalës. Trajta e fjalës. Theksi ifjalës. Përdorimi i fjalës. Formimi i fjalëve. Prejardhja e fjalës. Çerdhe fjalësh. Rendi i fjalëve në fjali. Mbledhja e fjalëve. I ha fjalët* i shqipton fjalët në mënyrë jo të plotë. *Ndaj fjalën në rrokje.*
2. Diçka që i thuhet një tjetri; thënie; pohim; bise-dë. *Fjalë të ngrohta (të ëmbla, të buta, përkëdhelëse). Fjalë të ashpra (të rënda, fyese, të ndyra, poshtëruese). Fjalë mashtruese (joshëse). Fjala e mësuesit. Fjalë pas fjale. Fjalë me vend. Thuaj një fjalë! Jemi në një fjalë me atë. Bëj (shkëmbej) fjalë* bisedoj. *Fjala nxjerr (sjell, pjell) fjalën* gjatë bisedës dalin gjëra të reja, duke biseduar për diçka, bie fjala edhe për diçka tje-tër. *Fjala është më e rëndë se plumbi. fj.u. Zihej (gri-ndej, hahej) me fjalë. I ktheu fjalë. S'tha as gjysmë fjale* s'foli fare. *E mori fjalën prapa. S'e kthen fjalën (mbrapsht).*
3. Këshillë a porosi që i jepet dikujt; udhëzim, urdhër, vendim. *Fjala e Partisë. I shkon (i ecën, i zë vend, i ngjit) fjala* e dëgjojnë të tjerët, i zbatojnë kë-shillat, udhëzimet a dëshirat e tij. *Fjala e tij ishte ligj. la dëgjojnë fjalën. Nuk ia bën fjalën dy* e zbaton me-njëherë atë që i thotë dikush, i bindet menjëherë. *Ia ktheu fjalën* nuk iu bind, e kundërshtoi. *E çoi në vend fjalën e komandantit.*
4. Premtim a zotim për të bërë diçka; premtim a diçka e thënë, që nuk shoqërohet me punë a me vepra ose që nuk zbatohet. *Fjala e dhënë. Fjala e nderit. Fjala dhe vepra.*

*Njeri i fjalës* njeri që e tnban zotimin. *Fjalë të mira e gurë në trastë (në torbë, në thes)* për-doret kur dikush bën të kundërtën e asaj që thotë. *Ka dhënë fjalën. E mbqn fjalën. E ktheu (e hëngri, e shkeli) fjalën. Luajti nga fjala (i luajti, i bëri bisht fjalës)* nuk e mbajti zotimin. *doli nga fjala* nuk e mbajti premtimin që i dha. *Fjala e burrit, pesha e gurit. fj. u. Burri lidhet prej fjalësh, kau (demi) prej brirësh. fj. u. E mbante me fjalë. Duhet punë e jo fjalë. Vetëm me fjalë s'bëhet gjë. S'e bën fjalën dy (dysh).*
5. Marrëveshje ndërmjet dy a me shumë njerëzve ose ndërmjet dy palëve; besë. *Fjalë trimash (burrash). Prenë fjalën* caktuan ditën kur do të bëhet martesa a diçka tjetër. *Lidhën fjalën. Kane në fjalë. E bënë me fjalë. E gjeti fjalën me dike* u mor vesh me dike, ra në ujdi, gjeti një gjuhë të përbashkët. Sic *e kemi bërë fjalën. E lë me fjalë me dike.*
6. Bisedë që bëhet me një tjetër, diçka që thuhet a që tregohet; muhabet (edhe në një varg njësish fra-zeologjike). *Në fjalë e sipër* duke folur, gjatë bisedës. *Lërini fjalët! Ngas fjalën* nxit bisedën, e zhvilloj më tej një bisedë. *E la fjalën përgjysmë. Me që ra (me që erdhi) fjala...* duke marrë shkas nga biseda, me këtë rast. *E hodhi fjalën për dike a për diçka.*
*Sa për t'u gjendur në fjalë. E zuri (e kapi) në fjalë. E hodhi fjalën gjetkë. U ngjitet fjala* u shkon muhabeti me njëri-tjetrin. *Ma pruri (ma solli, ma nxori) fjalën në shteg* e solli bisedën atje ku desha unë. *la sjell (ia bie, ia hedh) fjalën rrotull (larg e larg).*
7. Diçka e thënë që s'duhet të bisedohet më të tjerë; diçka që thuhet vesh me vesh nga njëri tek tjetri; thashetheme. *U hap fjala. I nxorën fjalë. Dolën fjalë. E bëri me fjalë dike* e bëri me turp, e përfoli. *Fjala ka këmbë. fj. u. Mori fjala dheun (dynjanë). Doli fjala nga dhëmballa, mori njëzet e shtatë mëhallë. fj. u.*
8. Njoftim, lajm. *Dërgoj (çoj) fjalë. Lë fjalë. I bëj fjalë dikujt* e njoftoj, e lajmëroj. *Pruri fjalë. Erdhi fjala.*
9. Fjalim a ligjëratë që mbahet para të tjerëve; pjesë nga ky fjalim; e drejta për të folur, për të shfaqur mendimet përpara të tjerëve. *Fjala e hapjes (e mbylljes). Fjala e rastit. E drejta (liria) e fjalës. Marr fjalën* flas. *Mbaj fjalën. Kërkoj fjalën. I jap fjalën dikujt* e lejoj të flasë; e ftoj të fiasë. *la ndërpreu (ia preu) fjalën.*
10. Aftësia për të shprehur diçka me gojë ose me shkrim; të folurit; gjuha, ligjërimi. *Fjala artistike* gjuha që përdoret nga një shkrimtar në një vepër letrare; mjeshtëria artistike e të folurit në skenë. *Njeri i fjalës* njeri që shprehet qartë e bukur. *Forca e fjalës. Mjeshtër i fjalës. Kultura e fjalës. Kujdesi per*
*fjalën. Fjala shqipe tingëllon bukur. Arma e tij ishte fjala.*
11. Teksti i një kënge ose i një pjese muzikore. *Fjalët dhe muiika.*
• Në f jalë për të cilën a për të cilin flitet a bisedohet. Me një fjalë shkurt; në mënyrë të përmbledhur. Pa fjalë (s'do fjalë) pa dyshim, s'ka dysrtim. Bëj fjalë për *diçka* flas për diçka, trajto j diçka. Bëri (shkëm-beu, këmbeti, ndërroi) fjalë *me dike* u grind me dike, u zu me fjalë. S'bën fjalë nuk ndihet; nuk ankohet e nuk kundërshton, pranon ç't'i japësh etj. S'e bëj për fjalë (për zë) nuk i tregoj askujt diçka që nuk duhet thënë, nuk flas me njeri për diçka që duhet mbajtur e fshehtë. Bie fjala për shembull, fjala vjen. I ra në fjalë *dikujt* i preu fjalën. E drodhi f jalën *shih te* DREDH7. FJalë ari *shih tek* AR,~I. Fjalë në ere (në hava) *shih tek* ERË,~A 1. Fjalë për fjalë pa ndryshuar asgjë nga ajo që është thënë a është shkruar, një për një. Fjala e fundit a) arritja më e re dhe më e lartë në një fushë të shkencës, të teknikës ose të kulturës; b) mendimi përfundimtar që vendos për diçka; mendimi i fundit. Një fjalë goje duket shumë e lehtë, por në të vërtetë është e vështirë (për një punë etj.). Fjalë e hale thashetheme. Me fjalët e mia pa i përmendur të gjitha e një për një ato që kam lexuar a kam dëgjuar, në mënyrë të përmbledhur. Me fjalën e parë në cast, menjëherë, më të thënë. Fjalë petake *shih te* PETAK,~E. Fjalë rrumbullake *shih te* RRUMBULLAK,~E. Me fjalë të tjera shkurt, domethënë; ndryshe. Fjala vjen për shembull, bie fjala. Fundi i fjalës *shih te* FUND,~I. I gdhend (i tjerr) fjalët rrratet mirë kur net, net me mend. I gëlltiti (i hëngri, i përpiu) fjalët *shih te* GËLLTIT. Gjuhen me fjalë e ngacmojnë a e thumbojnë njëri-tjetrin me fjalë. Me gjysmë fjale pa qenë i vendosur; me druajtje e me frikë, me gjysmë zëri. I hyri n{ fjalë *dikujt* e kuptoi, e mori vesh. Kërkon fjalë dëshiron të grindet me dike, kërkon sherr. Iu lidh (iu pre) fjala (goja, gjuha) *shih te* LIDHEM. Lojë fjalësh *shih te* LOJË( ~A 1.Luan me fjalë a) flet me fjalë të tilla që fshehin qëllimin e vërtetë, dredhon me fjalë; nuk mban qëndrim serioz, nuk e merr me gji'thë mend di-çka, e quan si lojë; b) përdor fjalë të afërta nga tiagëllimi e nga kuptimi për të bërë pdrshtypje tek të tjerët. I mpreh fjalët *me dike shift te* MPREH. I përdredh f jalët *shih te* PËRDREDH. I përpoyi f jalët *me dik ë shih te* PËRPJEK. I përtyp (i përçap) fjalët *shih te* PËRTYP. I puqi fjalët *me dike shih te* PUQ. la rrëmbeu fjalën *d i k uj t shih te* RRËMBEJ. I trasbën fjalët *shih tek* TRASH. Trazoi fjalë *me dike shih tek* TRAZOJ. I thartuan fjalët *shih te* THARTOJ 5.1 thyen (i prishën) fjalët *shih te* THVEJ. *U* fjalët fzërin) *shih tek* UL. I bën dredha fjalës *shih te* DREDHË,~A. M'u be fjala lak *shih te* LAK,~U. S'i bie fjala në (per) tokë (përdhe) *shih tek* TOKË,~A. S'lë fjalë të bjerë në tokë *shih tek* TOKË,~A. Nuk di fjalë (llafe) *shih te* DI. Di (është i zoti) të gdhendë fjalë *shih te* GDHEND. Fjalët i merr era *fj. u. shih tek* ERË,~A 1. I humbi fjala nga goja u habit shumë, u hutua fare sa s'mund të fliste, iu pre goja, iu mpi gjuha. I ka fjalët me grosh (ka fjalë e grosh) *shih te* GROSH, ~I. I ka fjalët të shkurtra *shih te* SHKURTËR (i,e). Kam një fjalë me tepër *shih tek* TEPËR. Në kuptimin e gjerë të fjalës duke e kuptuar gjerë atë që thu-hetl Në kuptimin e ngushtë të fjalës duke e kuptuar ngushtë atë që thuhet. Në kuptimin e plotë të fjalës ashitu srç thuhet; më të vërtetë, pa hequr e pa zvo-gëluar gjë. Në kuptimin e vërtetë të fjalës më të vërtetë, ashtu siç duhet. Nuk e lëshon fjalën nga goja *shih te* LËSHOJ. I lëshon fjalët veresie *keq. shih te* VERE-SIE 2- Iu lidh fjala komb (nyjë) *dik ujt* nuk mundi të fliste, nuk nxirrte dot një fjalë nga goja. Ta merr (ta rrëmben) fjalën nga goja *shih te* MARR. I merr fjalët nga këmbët *shih te* KËMBË,~-A. E mori ferra fjalën *shih\ te* FERRË,~A. I mbeti (i ngeci, i ngriu) fjala në b"zë (në gojë, në grykë, në fyt) nuk mundi të fliste me, inuk arriti ta mbaronte fjalën. la zuri fjalën në gojë *\shih te* GOJË,~A. Ndal diellin me fjalë është llafa-zan i madh. Me plot (me tërë) kuptimin e fjalës më të vërtetë. I priste fjalët me sëpatë *shih te* SËPATË,~A. I tërheq fjalët zvarrë a) flet ngadalë si i plogët, flet me përtim; b) e zgjat dhe e zvarrit mbarimin e një pune. Them (kam) fjalën time a) luaj rolin që me takon; b) kam të drejtën time, kam mendi'min tim. I vuri jastëk fjalës

*shih te* JASTËK,~U. U vë shenjë fjalëve të *dikujt shih te* SHENJË,~A. Fjalët të ëmbla, punët të tharta të premton shumë, por s'të mba-ron punë. I merr fjalët e i vë në rabush *shih te* RA-BUSH,~L S'lidh (s'bën) dy fjalë bashkë *shih te* BA-SHKË. Vret gjetkë fjala e tij (ai) *shih te* VRAS. Fjalë f I u t u r a k c e thënë a shprehje, që përmban një mendim a gjykim përgjithësues të spikatur dhe që njihetj e përdoret gjerësisht. Fjalë e përbërë *gjuh. shih te* PËRBËRË (i, e). F j a I ë e u r t *ëfolk.* a) proverb. *(Fjalët e urta të popullit. Mbledhja e fjalëve të urta. Botimi i fjalëve të urta. Libër me fjalë të urta. Një fjalë e urtë thotë...):* b) shprehje e njo-hur me kuptim të njësishëm e zakonisht të figurshëm, që përgjithëson një vëzhgim a vlerësim për dukuritë e ndryshme të jetës, por që, ndryshe nga proverbi, nuk është një fjali tërësore; thënie e urtë (p.sh. "£ *e ëma dhe e bija", "Ashtu ido mushka drutëi*> etj.).

FJALËBUTË *mb.* Që flet me fjalë të buta e që bisedon shtruar, që nuk nxehet e nuk përdor shprehje të vrazhda; *kund.* fjalëvrazhdë.

FJALËFORMIM,~I *m. gjuh.* Formimi i fjalëve
të reja në një gjuhë me mënyra e me mjete të ndryshme, si rrugë kryesore për pasurimin e fjalorit të saj. *Fjalëformim me parashtesa (me prapashtesa). Mënyrat (tipat) e fjalëformimit.*

FJALËFORMUES,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me formimin e fjalëve në një gjuhë, që i përket fjalëformimit, i fjalëformimit; që shërben për të for-muar fjalë të reja. *Mjetet fjalëformuese. Tema fjalë-formuese. Morfemë fjalëformuese.*

FJALËGJATË *mb.* 1. Që ka shumë fjalë, që e zgjat bisedën, që flet shumë, llafazan.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fjalëgjati — punëthati. fj. u.* kush,flet shumë, punon pak.

FJALËKEQ,~E *mb.* Që e ka zakon të flasë keq për të tjerët; që flet keq për dike; shtiekeq; *kund.* fjalëmirë.

FJALËKOTË *mb.* Që flet kot, që thotë fjalë të kota; që flet fjalë pa vend e kuturu.

FJALËKRYQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Lojë zbavitëse që bëhet duke plotësuar çdo katror të një figure me shkronja të tilla që të formohen fjalë në të gjitha drejtimet. *Fjalëkryq i vështirë. Zgjidh fjalëkryqin.*

FJALËKURSYER *mb.* Që flet rrallë e me fjalë të matura, që i ka fjalët të kursyera. *Tregohej fjalëkur-syer.*

FJALËMADH,~E *mb.* Që fiet shumë, fjalëshumë; që mburret me fjalë të mëdha. *Njeri fjalëmadh. De-magogji fjalëmadhe.*

FJALËMATUR *mb.* Që është i matur kur flet, që mendohet mirë para se të flasë.

FJALËMBËL *mb.* Gojëmbël.

FJALËMIRË *mb.* Që e ka zakon të flasë mirë për të tjerët; që flet mirë për një tjetër; *kund.* fjalëkeq.

FJALËNDRYSHUES,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me eptimin, që i përket eptimit, i eptimit. *Ndajshtesë fjalëndryshuese.*

FJALËPAKË *mb. 1.* Që flet pak, që nuk e zgjat bisedën; fjalëkursyer; *kund.* fjalëshumë. *Fjalëpakë e punë shumë. Është fjalëpakë.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

FJALËPAKTË *mb.* Fjalëpakë.

FJALËPËRFJALSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që përputhet fjalë për fjalë me një tekst të shkruar a me atë që ka thënë dikush; që bëhet fjalë për fjalë (për një përkthim). *Përkthim i fjalëpërfjalshëm.*

FJALËPRERË *mb.* Që është i vendosur për atë që thotë; që i ka fjalët të pakta, të qarta e të prera, që nuk e zgjat; fjalëshkurtër. *Është fjalëprerë.*

FJALËRËNDË *mb.* Që e ka zakon të përdorë fjalë të rend a e fyese, që shprehet me fjalë të rënda e të vrazhda; i panjerëzishëm. *Me mirë memec se fjalë-rëndë. fj.u.*

FJALËS, ~I *m. sh.* ~, ~IT *gjuh.* Tërësia e fjalëve që përmban një fjalor. *Fjalësi i fjalorit. Fjalësi për shkronjën F. Zgjedh (përcaktoj) fjalësln.*

FJALËSOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me fjalën, që i përket fjalës, i fjalës; që përbëhet prej fjalësh; që shprehet me fjalë. *Shprehje fjalësore. Mjedisi (rre-thimi) fjalësor.*FJALËSHKURTËR *mb.* Që i ka fjalët të pakta, që flet shkurt e qartë, që nuk e zgjat bisedën; fjalëprerë.

FJALËSHPATË *mb.* Që flet drejt e me guxim, që e thotë hapur e në mënyrë të prerë gjithçka; që i pret gjuha si shpatë, që e ka gjuhën shpatë.

FJALËSHPEJTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lojë zbavitëse popullore, në të cilën marrin pjesë dy a me shumë veta, që përsëritin sa me shpejt e pa gataim fjale ose fjali të vështira për t'u shqiptuar së bashku (p.sh. *Kupa me kapak — kupa pa kapak).*

FJALËSHTRUAR *mbl.Që* bisedon shtruar e qetë më të tjerët, që flet shtruar e në mënyrë të matur. *Fjalështruar e gojëmjaltë.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fjalë-shtruari — punëmbaruari. fj. u.*

FJALËSHUMË *mb.* 1. Që flet shumë, që s'i pushon goja, Ilafazan; *kund.* fjalëpakë.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fjalëshumi — punëlumi. fj. u.* kush flet shumë, punon pak e keq.

FJALËTËRKUZË *mb.* Që e Zgjat dhe e bën tërkuzë bisedën, që ka shumë fjale; fjalëshumë.

FJALËTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj fjalë me dike për të mbrojtur një pikëpamje, hahem më të për diçka; zihem a grindem me fjalë. *U fjalëtuan kot.*

FJALËTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *etnogr.* 1. Ai që lajmëron miqtë e të afërmit për një dasmë a për një Vdekje, lajmëtar; lajmës. *Shkoi fjalëtori.*

2. Ai që hynte si ndërmjetës midis dy palëve për pajtimin e gjaqeve; pleqnar.

FJALËVRAZHDË *mb.* Që e ka zakon të shprehet me fjalë të rënda e të vrazhda; fjalashpër, fjalërëndë.

FJALËZ,~A.si.~A,~AT. 1. *Zvog. e*FJALË,~A. 2. *gjuh.* Fjalë joshënuese, fjalë shërbyese; pjesëz. *Fjalëzat* as, s\ të, dhe,

FJALËZJARRTË *mb. poet.* Që flet me shpirt e tërë zjarr për një çështje, që të ndez zemrën e të fry-mëzon me fjalët e tij plot ndjenja e mendime fisnike. *Komisarët fjalëzjarrtë.*

FJALI,~A . *sh.* ~, ~TË *gjuh.* Njësi tërësore e ligjërimit, e cila përbëhet nga një varg t"jalësh (ose edhe nga një fjalë e vetme), të formësuara e të lidhura gramatikisht sipas ligjeve të një gjuhe të caktuar dhe është mjeti kryesor për formimin, shprehjen e kufn-timin e mendimit. *Fjali e thjeshtë (e zgjeruar). Fjali drejtuese* fjali prej së cilës varet një fjali tjetër. *Fjali kryesore (e varur). Fjali e bashkërenditur (e nënren-ditur). Fjali dëftore (kushtore, pyetëse). Gjymtyrët e fjalisë.*

FJALlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ligjëratë që mbahet në një mbledhje të gjerë; fjalë. *Fjalim i gjatë (i shkur-tër, i zjarrtë). Fjalim i rëndësishëm (historik, progra-matik). Fjalimi i hapjes (i mbylljes). Mbaj një fjalim.*
FJALOHEM *vetv.* 1. Fjalosem.
2. Zihem me fjalë me dike, bëj fjalë me të.
FJALOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Flas; bisedoj.
FJALOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Libër me fjalët e një gjuhe ose me termat e një fushe të caktuar të shkencës, të teknikës etj., të cilat renditen zakonisht sipas alfabetit dhe shpjegohen ose përkthehen në
një gjuhë tjetër a në disa gjuhë. *Fjalor shpjegues (nor-mativ, terminologjik, etimologjik, historik, enciklopedik). Fjalori drejtshkrimor. Fjalor alfabetik (tematik). Fjalor dygjuhësh (shumëgjuhësh). Fjalor i madh (i mesëm, i vogël). Fjalor xhepi. Fjalori i filozofi.se (i ekonomisë, i fizikës, i botanikës, i mjekësisë). Fjalori i sinonimeve* ( *frazeologjisë). Parimet e fjalorit. Ndërtimi i fjalorit.* 2. *vet. nj.* Tërësia e fjalëve që përdoret në një gjuhë ose që përdor dikush; leksik. *Fjalor i pasur (i varfër). Njohja e fjalorit. Pasuroj fjalorin.*
FJALORTH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Fjalor i vogël.
2. Listë fjalësh që jepen në fund të një teksti shko-Uor a të një botimi tjetër, të rendttura sipas alfabetit dhe që shpjegohen ose përkthehen në një gjuhë tjetër.
FJALOS *jokal,* ~A, ~UR. 1. Bisedoj, fjalosem me dike.
2. edhe *kal.* Flas, them fjalë. *Çfjalos ashtu?!*
3. I them a i flas dikujt për diçka. *Me fjalosi gjerë e gjatë për ate punë.*
FJALOSEM *vetv.* 1. Flas, bisedoj.
2. Zihem me fjalë me dike, bëj fjalë me dike.
FJETA.Kr. *thj.* e FLE.
FJETJ,E,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kupti-meve të foljeve FLE, FLIHET. *Rrobat e fjetjes. Dho-ma e fjetjes.*
FJETORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dhomë e ma-dhe ku ffene shumë veta (zakonisht nxënës, studentë ushtarë, aksionistë etj.). *Fjetoret e konviktit.*
FJETUR (i,e) *mb. 1.* Që është në gjumë, i përgju-mur. *Gjysmë i fjetur. Me sy të fjetur.*
2. I ndenjur, amull; i përbujtë. *Ujë i fjetur.*
3. *fig.* Shumë i plogësht e i ngathët, i qullët, i mefsh-të; që nuk ka gjallëri, i heshtur. *Njeri i fjetur. Qytet i fjetur.*
4. *fig.* Që duket sikur është në gjumë, që ende nuk është zgjuar; që nuk është nxitur për punë, që nuk është vënë ende në veprim a në përdorim. *Forca të fjetura. Me ndjenja të fjetura. Pasuri e fjetur.*
• E kam mendjen të fjetur jam i qetë ose i sigurt për diçka, e kam hequr merakun, e kam mendjen të mble-dhur. Syth i fjetur *bot. shih te* SYTH,~I i.
FJETUR *ndajf.* 1, Në gjumë, duke fjetur; *kund.* zgjuar. *E gjeta fjetur.*
2. *fig.* Në gjendje plogështie, si në gjumë; jo në gatishmëri, jo në rojë, jo syçelur. *Mos rrini fjetur!*
3. *euf. lart.* Pa jetë, vdekur. *Ishte fjetur.* FJOLLA-FJOLLA *ndajf.* Me shumë fjolla njëra
pas tjetrës, shtëllunga-shtëllunga. *Ngrihej pluhuri fjolla-fjolla. Binte bora fjolla-fjolla.*
FJOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shtëllungë e gjatë liri, që është rrahur e krehur për t'u tjerrë.
2. Diçka që i ngjan një shtëllungë të gjatë, të tër-hequr e të përdredhur. *Fjollë tymi (pluhuri). Pjollë resh (mjegulle). Fjollë dëbore. Fjollë flokësh.*
3. *përd. ndajf.* Si shtëllungë, shtëllunga-shtëllunga. *E nxirrte tymin fjollë.*
*it* E bën muhabetin fjollë di të bëjë muhabet; është i gojës. I shkon (i vete, i ecën) puna fjollë i shkon puna mbarë, s'i del përpara asnjë pengesë e vështirësi.
FJONGO,~JA . *sh.* ~, ~T. 1. Shirit, zakonisht prej mëndafshi, më të cilin Vajzat lidhin flokët pert'i mbajtur a për zbukurim. *Fjongo e bardhë (e kuqe). Pjongo mëndafshi. Vë fjongo. Lidh (mbledh) flokët me fjongo.*
2. Diçka që ka trajtën e një shiriti të tillë e që për-doret për qëllime të ndryshme. *Fjongo pambuku. Lidh një pako me fjongo.*
3. *përd. ndajf.* Vjegëz. *E lidh fjongo gjalmin.*
FJORD, ~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeogr.* Gji deti, i thellë e I ngushtë, me brigje të larta e të thepisura. *Fjord i vogël. Fjordet e Norvegjisë.*
FLAGRANCË,~A . *libr.* Çasti kur dikush kapet në vend duke kryer një faj ose një gabim të rëndë. *Zë(kap) në flagrancë.*
FLAGRANT,~E *mb. libr.* Që duket sheshit, i hapët, që | nuk mund të mohohet (për një veprim jo të mire): *Rast (provokacion) flagrant. Shkelje flagrante. Në mënyrë flagrante. Në kundërshtim flagrant* me...
FLAK *kal,* ~A, ~UR. 1. Hedh tutje menjëherë e me force diçka; hedh larg, flakëroj; përplas. *Flak cigaren. Flak gurin. Flak shtizën. Flak jashtë. E flaku në tokë.*
2J. *fig.* E largoj me përbuzje dike a diçka që nuk e dua|, hedh me përbuzje; çlirohem prej diçkaje të keqe e të padëshiruar; dëboj, përzë; zhduk. *E flakëm zgje-dhën. I flakëm zakonet prapanike. E flakën perçen. Flalç nga mendja. E flak tej (tutje) diçka. Kapita-listëf i flakin punëtorët në rrugë (në mes të rrugës, në huge të madhe, në rms të katër rrugëve).*
FLAKADAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Zjarr me flake të madhe; flake e madhe. *Ndez një flakadan.*
2.i *etnogr.* Zjarr me flake, që bShej në ditë festash të caktuara, duke djegur pirgje me icashtë a me de-Uinja në një shesh të hapët ose në majë të një kodre.
*3.lfig. poet.* Njeri i shquar, që me idetë e me ve-primtarinë e tij frymëzon të tjerët, pishtar.
4. *përd. ndajf* Si zjarr i madh me flake, si flake e madhe. *Digjet flakadan.*
FLAKAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bukë e nolle, za-konisht e rrumbullakët, që piqet shpejt e shpejt në zjarr, bukë e pjekur me një flake.
FLAKARËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Goditje me pëllëmbë, shuplakë. *Hëngri ca flakaresha.*
FLAKEM *vetv.* 1. Lëshohem shpejt e me vrull mbi dike a mbi diçka, vërsulem, vrullem. 2. *Pës. e* FLAK.
FLAKË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Zjarr me dritë, që ngrihet Iart valë-valë nga diçka që digjet; Vale gazi ose avulli, e cila del nga disa lëndë që digjen dhe jep dfitë e nxehtësi. *Flake e kuqe (e verdhë, e kaltër). Flake verbuese. Flaka e zjarr it (e llambës). Flake al-kooli. \ Flaka e mitralozit. Gjuhët e flakes. Bën (nxjerr, lëshon) flake. Mori flake* u ndez menjëherë. *Shuaj flaked.*
*2. fig.* Shkëlqim; diçka që shkëlqen. *Flaka e syve.*
3. *fig.* Vrull, hov; ndjenjë e fuqishme, zjarr. *Flaka e revohtëionit (e kryengritjes). Flakët e luftës klasore. Flaka e atdhedashurisë. Flaka e miqësisë (e dashurisë). Flaka \e zemërimit.*
4. *përd. mb. fig.* Shumë i ndritshëm, që shkëlqen ngaqë është fare i ri a ngaqë ka ngjyra të ndezura (per

një rrobë, për një send prej metali etj.); fare i ri. *E kishte fustanin flake. Me pushkët flake.*
5. *përd. mb. fig.* Që shkëlqen si zjarri, që shpreh një ndjenjë të zjarrtë; i zjarrtë. *Me sytë e saj flake.*
*6. përd. ndajf.* Shumë, fare (zakonisht me mbiemrat i kuq, i ri). *Flake i kuq. E kuqe flake. E re flake (për një rrobë etj.).*
7. *përd. ndajf.* Krejt, tërësisht; menjëherë. *E mori flake.*
*~k* Flake e flake gjithandej, krejt, tërësisht. Flake për (me) flake aty për aty, në cast, menjëherë. I ka rënë flaka (zjarri, flama) *diçkaje shih te* BIE i. I doli flaka *d i ç k a j e* a) u shkatërrua, mbaroi; b) doli në shesh, uzbulua; idolitymi. Në flake të agzotit *shih tek* AGZOT, ~ I. Flake (zjarr) kashte *shih te* KASH-TË, ~A. Në flake të pushkës (të dyfekut) me shpejtësi shumë të madhe, shumë shpejt; menjëherë, në cast. I futi flakën (zjarrin) *shih te* FUT. Hidhet (futet) në flake (në zjarr) bën diçka, vepron pa përfillur fare rrezikun e madh. I dha flake (zjarr) *diçkaje shih te* JAP. Merr flake (shpejt) *d ik us h* inatoset menjëherë; zemërohet shumë; ndizet menjëherë. Merr flake (zjarr) *diçka* merr hov e zhvillohet shpejt, arrin kulmin. I vuri flakën (zjarrin, fltilin, pishën) *diçkaje shih te* PISHË, ~A, U be flake në fytyrë u skuq (nga turpi, nga zemërimi etj.). Ë bëri tym e flake *diçka* e dogji, e shkatërroi krejt. U be tym (e flake) *shih tek* TYM,~I. I del flake (tym, zjarr) nga koka *shih tek* TYM,~I. Është flake e zjarr (zjarr e flake) është shumë i gjallë e i shkathët; është shumë i ashpër. I mori flake (horë) slipirti *shih te* SHPIRT,~I. la ndezi zemrat flake (zjarr) *shih te* NDEZ. la tha fill e flake *shih te* FILL,~I. Flaka të djeg, prushi të ngroh *fj. u. shih te* PRUSH ~I.
FLAKËHEDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *usht.* Luftëtar i përgatitur për të përdorur flakëhedhësen e për të luftuar me të.
FLAKËHEDHËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1.
*usht.* Armë zjarri, që përdoret për të asgjësuar armi-kun a objektin me ane të flakes. *Flakëhedhëse e lehtë.* 2. Aparat që punon zakonisht me lëndë djegëse të lëngshme, i cili shërben për të nxehur furrën e pjekjes ose për të dezinfektuar vendin me anë të flakes. *Nxeh (djeg) me flakëhedhëse.*
FLAKËKUQ,~I *m. bised.* Zjarr i madh, zjarr bubulak; flakadan.
FLAKËRIJ i *jokal,* ~VA, ~RË. 1. *vet. veto III.* Digjet me flake, lëshon flake. *Flakërijnë zjarret.*
*2. vet. veta III.* Lëshon dritë të forte, shkëlqen, flakëron. *Flakërinin xixat.*
3. *vet. veta III.* Shkëlqen, shndrit, flakëron (edhe *fig.). Flakërinin shpatat. I flakërinin sytë.*
FLAKËRIJ II *kal.,* ~VA, ~RË. Hedh me force diçka, flakëroj, flak. *E flakëriu era.*
FLAKËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FLAKËROJr, FLAKËROHEMi-
2. Flakërimë.
3. Shkëndijë, xixë që del kur digjet a kur shpërthen diçka. *Flakërimet e mitrahzave.*
*4. përd. ndajf. shih* FLAKËRIMË,~A s.
FLAKËRIMË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Dritë e forte ne ngjyrë të flakes, që shfaqet menjëherë dhe të vret sytë. *Flakërima e vetëtimës.*2. Zjarrmi; ethe. *Ka pasur flakërimë gjithë natën.*
3. Goditje me pëllëmbë, shuplakë. *dha një flakërimë fy tyres.*
4. *përd. mb.* I përskuqur. *Me sytë flakërimë. U be flakërimë* u përskuq, u skuq.
5. *përd. mb.* Shumë i shpejtë, vetëtimë. *Është flakërimë nga këmbët.*
*6. përd. ndajf.* Shumë shpejt, menjëherë, vetëtimthi. *Iku (shkoi) flakërimë. V ngrit (u çua) flakërimë.*
FLAKËRISHTA,~T . *vet. sh.* Shkarpa të thata, karthje etj. që bëjnë flake e digjen menjëherë.
FLAKËRIT i *jokal.,* ~A, ~UR. *shih* FLAKË-ROJi.
FLAKËRIT II *kal,* ~A, ~UR. *shih* FLAKË-ROJ m. *E flakëriti në erë. E flakëriti jashtë.*
FLAKËRITEM i *vetv., pës. shih* FLAKËRO-HEM i
FLAKËRITEM n *pës. shih* FLAKËROHEM H.
FLAKËRlTJE,~A i . *sh* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve FLAKËRIT i, FLAKËRlTEMi. *Flakëritja e diellit.*
FLAKËRITJE,~A II . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FLAKËRIT n, FLAKËRITEM n.
FLAKËROHEM i *vetv.* 1. *vet. veto III.* Duket sikur merr flake, përflaket; bëhet flake i kuq, skuqet. *U flakërua qielli. Iu flakërua balli. Iu flakëruan sytë.*
*2. Pës. e* FLAKËROJ i.
FLAKËROHEM II. *Pës. e* FLAKËROJ n.
FLAKËROJ i *jokal.,* —OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Lëshon flake; digjet duke bërë flake. *Fla-këronte zjarri.*
*2. vet. veta III.* Lëshon një dritë të forte e të menjë-hershme. *Flakëron dielli. Flakërojnë shkëndijat.*
3. *vet. veta III.* Duket sikur merr flake, përflaket; kuqëlon. *Flakëron horizonti. Flakërojnë flamujt në erë.*
4. *vet. veta III.* Shkëlqen fort, shndrit (edhe *fig.). I flakëronte fytyra. I flakëronin sytë.*
5. *kal. vet. veta III.* I jep një ngjyrë të kuqe, të nde-zur, e ndez, e përflak, e bën që të kuqëlojë. *Dielli e flakëroi qiellin.*
*6. kal.* E djeg shumë diçka, e përzhit (për bukën etj).
*7. vet. veta III fig.* Ndizet flake, zien, vlon. *I flakëron zemra. I flakëron gjaku.*
*8. kal. fig.* Mbush me ndjenja të zjarrta, ia ndez zemrën flake.
*9. kal.* Godas me pëllëmbë, i jap një shuplakë.
FLAKËROJ n *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. Hedh me force, flak. *E flakëroi përdhe.*
*2. Jokal.* Sulem me shpejtësi të madhe në një drejtim të caktuar, lëshohem menjëherë diku; largohem me shpejtësi. *Flakëruan njerëzit. Flakëruan copërat. Flakëroi si vetëtima.*
FLAKËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është ndezur mirë e lëshon flake, që digjet me flake. *Zjarr i flakëruar.*
*2.* Shumë i nxehtë, që djeg si flake. *Thëngjill i flakëruar. Rërë e flakëruar.*
3. Që është skuqur si flake, i përskuqur. *Me fytyrë (me ballë) të flakëruar. Me duar të flakëruara (nga të ftohtët).*
4. edhe *fig.* Që shkëlqen, që shndrit si flake, vezullues, flakërues. *Rreze të flakëruara. Ngjyrë e flakëruar. Dritë e flakëruar.*
5. *fig.* I zjarrtë, i flaktë; që shpreh një ndjenjë të flaktë. *Dëshirë e flakëruar. Vështrim i flakëruar. Ze-mër e flakëruar.*
FLAKËRUES,~E *mb.* 1. Që djeg si flake, që për-Vëlon; që shkakton zjarr; i flakëruar. *Zjarr flakërues.*

2. edhe *fig.* Që jep shkëlqim, që shndrit si flake, vezullues, i flakëruar. *Diell flakërues. Dritë (rreze) flakëruese. Ngjyra flakëruese.*
3. *fig.* I zjarrtë, i flaktë. *Sy flakërues. Vështrim flakërues.*
4. *fig.* Shumë i ashpër, që djeg, që përvëlon (për një qortim etj.). *Fjalë (kritikë) flakëruese.*
FLAKËSHUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *usht.* Pjesë e tytës së mitralozit, në trajtën e një hinke me vrima, që shërben për të shuar flakën gjatë qitjes.
FLAKËVËNËS,~E *mb. usht.* Që shkakton zjarr, që djeg me flake, që i vë flakën diçkaje. *Bombë flakë-vënëse.*
FLAKJE,~A. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FLAK, FLAKEM. *Flakja e çekiçit (e gjyles, e diskut, e shtizës). sport. Flakja e zakoneve prapanike.*
FLAKOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* FLAKËROJ I. *Flakon zjarri.*
FLAKTË (i,e) *mb.* 1. Që ka shkëlqim dhe ndriçim verbues, që është si flake; që të djeg shumë, i nxehtë; ftakërues. *Rreze të flakta. Ngjyrë e flaktë. Diell i flaktë.*
*2. fig.* Që është dhënë me mish e me shpirt pas diçkaje, shumë i Vendosur e luftarak, i zjarrtë. *Komunist (revolucionar, luftëtar, atdhetar) i flaktë. Mbrojtës (përkrahës) i flaktë.*
3- *fig-* Që është tërë vrull dhe i papërmbajtshëm, shumë i gjallë, shumë i forte; që shpreh ndjenja të fuqishme, shumë i ngrohtë, i zjarrtë. *Patriotizëm i flaktë. Dëshirë (ndjenjë, dashuri) e flaktë. Fjalim i flaktë. Veprimtari e flaktë. Poezi e flaktë.*
FLAKUR (i,e) *mb.* Që është hedhur tej si i pavlef-shëm ose i panevojshëm, i hedhur. *Sende të flakura.*
FLAMË,~A . *1. veter.* Sëmundje ngjitëse e ba-gëtive dhe e shpendëve, që shfaqet me njolla të zeza në turi ose ne lafshë, me dobësi të theksuar, me ndër-prerjen e qumështit, të pjelljes etj. dhe shkakton ngor-dhjen e tyre ne masë; murtaja e pulave. *V ka rënë flama. I preu (i shoi) flama pulat.*
*2. mjek.* Emërtim për sëmundje të ndryshme të rënda e ngjitëse (si kolera, murtaja etj.), që përhapen si epidemi ndër njerëzit. *rente flama! mallk.*
3. *mjek.* Sëmundja e tokës, epilepsia.
4. *mjek.* Rrufë e rëndë, që zgjat shumë. *E zuri flama. Është me flame.*
5. Sëmundje që i bie zakonisht rrushit dhe e dëm-ton rëndë ose e prish krejt. *Flama e rrushit.*
6. *mit.* Figure e mitologjisë popullore, që sipas. besimeve të kota, quhej shicaktare për sëmundjen e tokës dhe për sëmundje të tjera të rënda.
7. *përd. mb. bised.* !>humë i keq, shumë i mërzitshëm. (vihet paraemrit). *Një flame kollë. Ajoflantë sëmundje.*i • I ka rënë flama (flaka. zjarri) *diçkaje shih te* BlEi. I kalli (ifuti) flamën (murtajën) *dikujt a diçkaje shih te* KALL. Ç'i këllet flamën (plasjen)! *shih te* KËLLAS. S'ka flame që s'e zë *dikë* është njeri që ndikohet lehtë nga ide, pikëpamje a vese të këqija.
FLAMËMADH,~E *mb.* 1. Që e ka zënë flama, i flamosur; si *mallk.* që i rente flama, që e zëntë një flame e madhe.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Na prishi punë, flamëmadhi.*
FLAMËNGARË *mb. 1.* Që e zë shpesh sëmundja e tokës; si *mallk.* që e zëntë sëmundja e tokës, që i rente flama.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
FLAMOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me zë flama, niarr flamën; me zë rrufa.
FLAMOSUR (i,e) *mb.* 1. Që i ka rënë flama, që e ka zënë flama. *Pule (dhi) e flamosur.*
2. Shumë i keq, i mallkuar; që qoftë mallkuar. *Ere e flamosur. Një sëmundje e flamosur. Ajo jetë e flamosur.*
*3. si em. f.* Sëmundje e keqe, e rëndë; e mallkuara. *E zuri e flamosura.*
FLAMUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT dhe FLAMUR,
~RI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Pëlhurë e nolle dhe e lehtë me forma e me ngjyra të ndryshme, që vihet në një shtIzë dhe është simboli i një shteti, i një kombi, i nje organizate, i një ushtrie etj.; figura e këtij simboli, e qëndisur ose e vizatuar diku. *Flamuri shqiptar. Flamuri kombëtar. Flamur i kuq (kuqezi). Flamuri i Re-publikës Popullore Socialiste të Shqipërisë. Flamuri i brigades. Flamur prej letre. Shtiza e flamurit. Himni i flarnurit. Dita e Flamurit* 28 Nëntori — dita e shpalljes së PaVarësisë; festa që bëhet për nder të kësaj dite. *Ngre (ngul, ul, mbaj) flamurin. Shpaloset (valëvitet, valon) flamuri. Ngre flamurin në gjysmështizë* vë flamurin në gjysmën e shtizës në rast zie kombëtare. *Beiohemi përpara flamurit.*
2. Cope pëlhure me ngjyra të ndryshme, e varur në njëishkop, që shërben për t'i dhënë shenja dikujt ose për t'i tërhequr vëmendjen për diçka. *Flamur i bar-dhë. Jap shenja me flamur.*
3, Cope prej pëlhure të kuqe, e zbukuruar dhe me shkrime të qëndisura, që u jepet ndërmarrjeve, orga-nizatave, rretheve ose punonjësve të dalluar në punë a ne veprimtarinë shoqërore, fituesve të një gare sportive, të një konkursi etj. *Flamuri i punës. Flamuri i emUlacionit socialist. Flamuri i kampionatit. Marr (fitoj) flamurin. U nderua me flamur.*
4J *fig.* Idetë themelore që frymëzojnë njerëzit dhe u tregojnë rrugën që duhet të ndjekin në jetën e në veprimtarinë e tyre; ideal i lartë frymëzues. *Flamuri i Partisë. Flamuri i revolucionit. Flamuri i lirisë. Nën flamurin e marksizëm-leninizmit. Emri i tij u be flamur.*
5.| Lojë fëmijësh, që luhet duke u ndarë në dy skuidra, njëra prej të cilave ruan flamurin e vendosur brentfa një rrethi, ndërsa tjetra përpiqet ta marrë. *Luajnë "flamurin".*
*6. hist, shih* BAJRAK,~U 2- *Malësia ndahej në flamurë.*
7. *krahin.* Cipa e dhjamit që mbështjell plëndësin dhe zorrët; rizë.
8. *bot.* Petla e sipërme e më e madhe e kurorës së lules te fasulja e bizelja dhe te fluturoret e tjera.
• Fitoi flamurin *libr. shih te* FITOJ- Humb flamurin *libr. shih te* HUMB. Mban flamurin *shih te* MBAJ. Ndërroi flamur tradhtoi, ndërroi bajrak. Ngriti (shpalosi) flamurin *shih te* NGRE. Ngriti flamurin e bardhë *shih te* BARDHË (i,e). Njeri me dyzet (me njëqind) flamurë njeri që nuk i përmbahet një ideje a një ideali, që bëhet here me njërën e here me tjetrën pale, që e kthen gunën nga të fryjë era. Tregtar flamurësh *libr.* njeri i shitur; njeri pa karakter, njeri i paparim. E uli flamurin *shih tek* UL. I ka ulur flamurët *shih tek* UL. Doli me flamur të hapur *shih te* HAPUR (i,e).
FLAMURMBAJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Flamurtar.
FLAMURTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që
mban flamurin e një njësie ushtarake ose në një demonstrate, në një manifestim sportiv etj., flamur-mbajtës. *Flamurtari i togës (i brigades). Parakalojnë flamurtarët.*

2. *fig.* Njeri i shquar, që u paraprin të tjerëve në një punë a në një veprimtari; ai që qëndron në ballë të luftës për një çështje të madhe a për një ideal, mbrojtës i shquar dhe i zjarrtë, luftëtar i madh; fla-murmbajtës. *Flamurtar i marksizëm-leninizmit. Flamurtar i arsimit kombëtar. Flamurtar i së resë. U be flamurtar.*
3. *hist, shih* BAJRAKTAR,~I 2.
4. *etnogr. shih* BAJRAKTAR,~I 4.
FLAMURTAR, ~E *mb.* Që mban flamurin. *Anije flamurtare* anije që mban flamurin në një flotë, në një ekspeditë etj. dhe prin; anije ku ndodhet komanda e një grupi anijesh.
FLANlKTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Kafaz zogjsh; kotec pulash. *Fut në flanikth.*
FLAS *jokal,* FOLA, FOLUR. 1. edhe *kal.* Nxjerr me anë të organeve të të folurit tinguj të ar-tikuluar dhe formoj fjalë e fjali për të shprehur e për të kumtuar mendimet, shqiptoj fjalë; kam prej na-tyre aftësinë për të shqiptuar fjalë; i shqiptoj tingujt e fjalët në njëmënyrë të oaktuar; shprehem në një gjuhë të caktuar, zotëroj një gjuhë. *Flas shqip. Flet anglisht (frëngjisht, turqisht). Flet me zë të ulët (me zë të lartë). Flet me hundë. Flet qartë. Zë (nis) të flasë. Nuk di (nuk ka filluar) të flasë.*
2. edhe *kal.* Shpreh me fjalë një mendim, një gjy-kim etj.; i drejtohem dikujt me fjalë; them; zë në gojë, përmend. *Flas të drejtën (të vërtetën). Flet fjalë me vend. Flet gënjeshtra (gjepura). Flet qartë (trtirë, keq). Flet shumë (rrallë). Flet drejt (hapur). Flet kot. Flet shtruar (rrjedhshëm). Flet për cart. Flet pa gabime. Flas me bindje. Flas me shaka. Foli me zemërim. Flet me vete. Flet nëpër dhëmbë. Flet me këmbë e me duar* flet duke bërë lëvizje të shumta. *Flet me thumba (me gjemba, me spica, me cep). Flet mbarë e prapë. Flet si t'i (ç't'i) vijë për goje. Flet si për pasnesër* flet kot, flet pa përgjegjësi, pa u menduar. *Flet në erë (në ha-va, në tym). Flet kodra pas bregut. Flet udhë e përmbi udhë. Flet va e pa va. I foli në vesh. E bëj të flasë. S'e la të flasë. Mos e fol atë fjalë! Çfare flet ashtu?*
3. edhe *kal.* Marr fjalën në një mbledhje, mbaj një fjalim para disa njerëzve; zhvilloj një temë, trajtoj a shtjelloj diçka; shpreh para të tjerëve pikë-pamjet e mia ose diskutoj për diçka. *Flas në mbledhje(në konferencë, në kongres). Flas në radio (në tele-vizion). Foli pa letër. Foli për Nairn Frashërin. Na foli gjalë.*
4. Hyj në bisedë me dike, bisedoj me dike për një çështje. *Foli me drejtorin (me shokët). Flas me telefon. Folëm gjatë. Folën për të gjitha çështjet. Folën me zemër të hapur. Kemi shumë për të folur. Gjeti me kë të flasë!*
5. Bisedoj më të tjerët gojë me gojë për dike a për diçka, marr nëpër gojë. *Flet bota. për këtë flisnin të gjithë. për të flet tërë fshati.*
6. *bised-* Bëj fjalë, grindem a zihem me dike, për-flitem. *Folën e u përfolën.*
7. *kal. bised.* E qortoj me fjalë dike. *foli ashpër (rërtdë, shumë).*
8. *kal. bised.* I bëj zë dikujt, e thërras; ftoj. *Foli djalitl I flas në emër. Foli të vijë! Me foli për darkë.*
9. *kal. bised.* Ngushëlloj dike n6 rast vdekjeje. *Shkovapër t'i folur.*
10. *kal.* I pëshpërit diçka në vesh dikujt; e nxit, e shtyj kundër dikujt. *flisnin të tjerët.*
11. edhe *kal.* Tregoj a shpreh me shkrim, bëj fjalë për diçka. *Aty shkrimtari flet për klasën punëtore. Autori flet për çështje të rëndësishme.*
12. edhe *kal. vet. veta HI fig-* Shpreh a shfaq diçka pa fjalë, me shenja, me lëvizje; tregon. *Flisnin sytë e saj. Vështrimi (qëndrimi) i tij fliste shumë.*
13. *vet. veta III fig.* Është dëshmi për diçka, dësh-mon; shpreh diçka, provon. *Flasin faktet (përfundimet, shifrat). Flasin dokumentet. Flet vetë gjendja (puna vetë). Flet historia.*
14. *vet. veta III fig.* I takon të vendosë për diçka, e ka fjalën; vendos. *Atëherë fliste xhepi. Flet pushka.*
15. *kal. krahin.* I jap fjalën dikujt për diçka, i premtoj diçka.
*ir* Flet me bërryl *shift te* BËRRYL,~I. I foltë hoxha (prifti)! *mallk. vjet. shih te* HOXHË,~A. Kur të flasin lopët *iron, shih te* LOPË,~A. Flet në mulli *tall, shih te* MULLI, ~RI. Flet e shflet nuk e bën atë që thotë, nuk e mban fjalën. Ma flet (ma thotë, ma ndien, ma ndjell) zemra *shih te* ZEMËR,~RA. Fliste nën zë *shih te* ZË,~RI. Flasin gjuhë të ndryshme nuk e kuptojnë njëri-tjetrin, nuk merren vesh, secili më të vetën. Flas ndryshe me të! ia ndreq unë atij! (me kërcënim). Fol e rruaj vezë *shih te* RRUAJ.Kujt i flet, murit? është kokë-fortë dhe nuk kthen përgjigje fare ose nuk bindet.Fol o gur, fol o mur! *shih te* GUR,~I. I flas derës të dëgjo-jë qilari e them diçka tërthorazi, e hedh fjalën në bisedë me dike që të dëgjojë një tjetër, i bie pragut të dëgjojë dera. Kija inatin dhe foli hakun (kija inatin po hakun mos ia ha) *fj.u. shih tek* INAT,~I. Të rrimë shtrembër e të flasim drejt! *fj.u. shih te* SHTREMBËR. Vetë flet, vetë dëgjon s'e dëgjon asnjeri, nuk ia vë ve-shin kush; flet kot.
FLASHKEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Fishkem; mblidhem, rrudhem.
2. Humbas fuqitë, ligështohem; bëhem i ngathët, squllem.
FLASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cipë e hollë që mbështjell një kokërr drithi etj. *Flashkat e kokrra-ve të grurit.*
2. Cifël druri a guri; bujashkë. *hyri një flashkl në dorë.*
3. Gulfë; çurkë e hollë (gjaku, lotish, uji).
FLASHKËSI,~A . Të qenët i flashkët, vetia e diçkaje të flashkët. *Flashkësia e muskujve. Plashkësia e vullnetit.*
FLASHKËT (i,e) *mb.* 1. I fishkur, i lëshuar e i varur si zhapë. *Mish i flashkët. Fytyrë e flashkët. Buzë të flashkëta. Pemë e flashkët.*
2. I pafuqi, i mefshtë, i plogësht e i ngathët; i qullët. *Njeri i flashkët.*
3. *fig.* I dobët, që s'ka jetë e gjallëri; i zbehtë. *Vull-net i flashkët. Gjendje e flashkët. Poezi e flashkët.*
FLATËR,~RA . *sh.* ~RA, —RAT. Krah, fletë (edhe *fig.*). *Flatrat e zogut (e shqiponjës, e fluturës). Mbi flatrat e ëndrrave (e shpresave). Na dha flatra. Ia preu flatrat.*
FLATROJ *jokal,* ~OVA, ~CAR. 1. *vet. veta III.* Përplas, rreh krahët kur fluturon; fërfëllon (për shpen-dët). *Flatronin shqiponjat.*
2. Fluturoj.
FLAURl,~A . 1. Pluhur prej flashkash druri a guri, prej byku, prej gjethesh, prej dëbore ose prej sendesh të tjera të lehta, që i merr era e sillen nëpër ajër; hedha.
2. *përd. ndajf.* Ashtu si pluhuri kur e merr era, duke u ngritur e duke u sjellë përpjetë në ajër; 2uturimthi. *Vjen (ngrihet) flauri. Sillej flauri.*

FLAUT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *muz.* Vegël frymore në trajtën e një fyelli e me katërmbëdhjetë vrima. *Melodi për flaut. I bie flautit.*

FLAUTIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie flautit.

FLE *jokal.,* FJETA, FJETUR. 1. Jam në gjumë, bëj gjumë; me zë gjumi, bie në gjumë; kaloj natën diku. *Fie gjumë. Fie shumë (pak). Fie qetë (mirë, keq). Fie vonë (herët). Fie lehtë* bën (ka) gjumë të lehtë. *Fie rëndë* bën (ka) gjumë të rëndë. *Fie top* bën gjumë të rëndë e s'ndien asgjë, nuk lëviz fare kur fie. *Fie me sy hapur* ka gjumë të lehtë, bën gjumë me merak, nuk fie tamam. *Fie në shtëpi (në hotel). Fie në shtrat (në minder). Bën sikur fle. Kush fle me qen, ngrihet me pleshta. fj. u. Macja që fle nuk zë dot minj. fj. u.*

2. *kal.* E shpie a e lë që të kalojë natën diku. *E fjetl bagëtinë jashtë (në mal).*

3. *euf, lart.* Bie në gjumë të përjetshëm; prehet (për të vdekurin).

4. *vet. veta III.* Rri në një vend pa lëvizur, është në qetësi. *Fle uji. Fle bora. Fle natyra.*

5. *fig.* Rri si në gjumë, me zë gjumi, me zë plogësh-tia, nuk bëhem si i gjallë, rri pa vepruar, nuk shqetë-sohem me për diçka; nuk rri në rojë, nuk i mbaj sytë e veshët hapur, s'jam syçelur. *Nuk fle mendja (mendimi). Nuk fle zemra. Uji fle, hasmi s'fle. fj. it.*

*if* Fle (prehet, e ka zënë gjumi) mbi dafina *shih te* DAFINË,~A. Fle me gretha *shih te* GRETH,~I. Fle në një krah *shih te* KRAH,~U. Fle në këmbë është i ngathët e i plogët nga trupi e nga mendja, është i humbur. E fjeti mendjen ishte i qetë ose i sigurt për diçka; e hoqi merakun, nuk u shqetësua me. Nuk me fle mendja *t e dikus h a t e diçka* edhe *poh.* nuk kam besim, nuk besoj. S'më fle mendja (ka-rari) s'më mbushet mendja; jam i pavendosur. FjettI të mirën! *mallk.* vdektë! Fle (bie) me polat bie të fiejë shumë herët. Fli rebat! mos u shqetëso, mos kij merak perdiçka, se ka kush e ben, se ka kush mend on për të. Fjeta rrasët *shift te* RRASËT. Fie me një sy (hapur) rri nI rojë, është syçelët. Fie zbathur fle pa frikë, fle i qetë. Paska fjetur zbuluar *iron, shih te* ZBULUAR. I fjetl ne zemër *dikujt* i pëlqeu shumë, i hyri nd shpirt. Në atë krah (anë, brinjë) fli! *iron, shih te* KRAH, ~U. Fle gjumin e vdekjes (fle gjumin e madh, fle të madhin) a) *euf.,mospërf.* ka vdekur; b) rri pa bërë asnjë punë ose asnjë veprim, është si i vdekur. Nuk fle (nuk ku-llot) delja me ujkun bashkë *fj. u. shih te* DELE,~JA. Kur fle (kur rri) koka, lëviz gjuha . *u. shih te* KOKË, ~A.

FLËGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Flegër.

FLEGËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Secili nga dy kapakët a kanatet e derës, të dritares etj.; fletë. *Flegër dere (dritareje). Derë me dy flegra.*

*2. bot.* Cipë e hollë e lëvozhgës së një fryti; secili prej dy kapakëve të zgjatur dhe të bashkuar që mbaj-në kokrrat e bishtajës.

3. Cope e hollë e diçkaje, thelë, rriskë; ashkël. *Flegër molle (pjepri). Flegër sapuni. Flegër pishe.*

4. Secila nga dy pjesët anësore e të lëvizshme të hundës. *Flegrat e hundës. I lëvizin flegrat.*

FLEGMATIK,~E *mb.* 1. *psikol.* Që i shfaq ndje-njat e mendimet dhe që vepron në mënyrë të qetë, të matur e të ngadaltë, që është i përmbajtur në të folur e në veprime; i shtruar e i ftohtë. *Njeri (temperament, tip) flegmatik.*

2. Që është karakteristik për një njeri të qetë e të ngadalshëm në Veprimet e tij; i fjetur. *Zë flegmatik. Ecje flegmatike.*

3. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri me temperament të qetë e të ngadalshëm.

FLEGROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E ndaj në flegra diçka, e bëj thela-thela. *Flegroj një cung.*

FLETANËTARËSI,~A. *sh.* ~, ~TË. Dokument që tregon anëtarësinë e dikujt në një bibliotekë, në një klub etj. *Pajisem me flelanëtarësi.*

FLETANKETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Një cope letër me një varg pyetjesh për çështje të caktuara, të cilave u jepen përgjigjet përkatëse. *Shpërndaj flet-anketat. I përgjigjem fletanketës. Plotësoj (mbush) fleianketën.*

FLETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Guri i sipërm i muljirit; mokërr.

2. Dru si leyë, që përdoret për të ndaluar rrotu-llimin e pendës së mullirit.

FLETARTË *mb. poet.* Që i ka fletët të shndritshme si ar.

FLETARRESTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Fleta a dokumenti që përmban urdhrin për arrestinu"n e dikujt. *Lëshoi fletarrestimin.*

FLETEMËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Fleta a dokumenti që vërteton emërimin e dikujt në një de-tyrë. *Nënshkroi fletemërimin. Paraqit fletemërimin.*

FLETË,~A i . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gjethe. *Fletë e njomë (e thatë). Fletë molle (hardhie, fiku, lisi, ahu). Fletë misri (duhani, panxhari, lakre). Fletë mëllage. Bien fletët.*

*2.* Cipë e hollë si gjethe, që mbulon disa organe të rjimëve ose të drurëve e të shkurreve; flegër. 3L *bised.* PetëL *Fletët e trëndafilit.*

Fletë (gjethe) Oka *shih te* FIK,~U. FletI de-111 *bot. shih* GJETHE DELLI *te* GJETHE,~JA.

*FLETË MISRI bat.* BimI qi i ka gjethet të gjera e me majë si të misrit, që e duron shumë thatësirën dhe që mbillet në vazo ose në oborr për zbukurim.

FLETË,~A ii . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Cope letre katërkëndëshe, që përdoret zakonisht për të shkruar mbi të; secila nga fijet e një libri, reviste etj. *Fletë e bardhë (e shkruar, e paster). Fletë fletoreje (vizatimi, libri). Fletë cigareje. Kthej (palos, thyej, gris) fletën.*

*2.* Një cope letre e shkruar që shërben si vfirtetim, si dëshmi ose për qëllime të tjera. *Fletë luftarake* fletë e shkruar, ku flitet për sukseset e një kolektivi pu-nonjës a për zotimet që ka marrë ai ose ku bëhet thirrje për të vënë në lëvizje edhe të tjerët, duke marrë shembull nga më të mirët. *Fleta e votimit. Fleta e provimit. Fleta e udhëtimit. Fleta e kontrollit. Fletë nderi. Fletë lavdërimi.*

3. *fig.* Pjesë nga jeta e një njeriu ose nga historia e një populli, e një kombi, e një vendi etj.; faqe. *Fletë e lavdishme. Hapi një fletë të re.*

4. Cope e hollë, e gjerë dhe e sheshtë druri, metali, plastike etj.; diçka që ka formën e një pllake të hollë ose të një cope letre. *Fletë ari (argjendi). Fletë çeliku (kallaji, llamarine). Fletë kompensate. Fletë xhami.*

5. Pale a pjesë përbërëse e diçkaje, zakonisht më e gjatë se e gjerë. *Fletët e qilimit. Fletët e çadrës.*

6. Secili nga dy kapakët prej druri që mbyllin derën, dritaren etj., flegër dere a dritareje, kanat. *Fletët e derës (e dritares). Derë me dy fletë. Hap (mbyll) njërën fletë.*

7. *përd. mb.* Që ka trajtën e një cope letre a të një pllake të hollë. *Duhan fletë. Baker fletë.*

•*k* I vuri fletë gojës e mbylli gojën, nuk foli, e qepi, i vuri kyç gojës. E ktheu (e ndërroi) fletën (pllakën) *keq.shih te* PLLAKË,~A. F I e t ë d y 11 i *shtypshkr.* letër e posaçme që përdoret për të shumëfishuar kopjet në shaptilograf. Fletë tipografike *shtypshkr.* fashikull me gjashtëmbëdhjetë faqe dhe me dyzet mijë shenja.
FLETË,~A in . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Krah shpen-di ose insekti. *Fletët e zogut. Fletët e fluturës.*
*2.* Krah aeroplani; diçka që ka trajtën e kraheve të shpendëve ose të insekteve. *Fletët e aeroplanit.*
3. Penda e peshkut ose e disa kafshëve të tjera ujëse. *Fletët e peshkut.*
*4.* Pjesë e rrafshtë e si lopatë, që mbërthehet në boshtin e një pende, të një rrote etj. *Fletët e mullirit.*
• U bënë me fletë (me krahë) u gëzuan shumë nga një lajm, nga një fitore etj. dhe morën guxim e forca të reja. I ranë fletët (pendët) *shih te* PENDË,~A. I dolën fletë (krahë) *shih te* KRAH,~U. I dha fletë (krahë) *shih te* KRAH,~U. Mori fletë (krahë) *shih te* KRAH,~U. Trim me fletë trim i madh; njeri shumë i zoti që can përpara pa iu trembur vështirësive.
FLETËBARDHË *mb.* Që i ka fletët të bardha me fletë të bardha; gjethebardhë.
FLETËBIRUESE,~JA . Sëmundje që prek gjethet e bimëve dhe i bën ato vrima-vrima.
FLETË OALJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *fin.* Dokument që vërteton daljen e mallit nga një depo, nganj4 magazine etj.; *kund.* flet5hyrje. *LëshoJ fletëdaljen. I shoqëruar me fletëdalje.*
2. Dokument që vërteton ose lejon daljcn e dikujt nga spitali ose nga një vend tjetër. *Plotësoj fletëdaljen.*
FLETËDENDUR *mb.* Gjethedendur. *Ahet (lisat) fletëdendur.*
FLETË-FLETË *mb.* 1. Që është tërë fletë, që ka shumë fletë ose petla. *Trëndafili fletë-fletë.*
2. *përd. ndajf.* Në trajtën e fletëve; duke u ndarë në shumë fletë. *Pahs fletë-fletë. E bëj fletë-fletë.*
FLETËGARANCl, ~A. *sh.* ~,~ TË. Dokumen-ti që prodhuesi a shitësi i jep blerësit, më të cilin ai e siguron për cilësinë e mallit, fleta e garancisë.
FLETËGJERË *mb.* Gjethegjerë; *kund.* fletëngushtë. *Bimë fletëgjerë. Dafinë (panjë) fletëgjerë.*
FLETËHAPËT *mb.* Që i ka gjethet të hapëta; gjethegjerë. *Dru fletëhapët.*
FLETËHOLLË *mb.* Gjethehollë; *kund.* fletëtrashë.
FLETËHYRJE;~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *fin.* Dokument që vërteton hyrjen e një malli në një depo, në një magazine etj.; *kund.* fletëdalje. *Bëj fletëhyrjen.*
*1.* Dokument që lejon dike të hyjë në një qendër pune, në një institucion etj. *Dorëzoj fletëhyrjen. Kon-trolloj fletëhyrjen. I pajisur me fletëhyrje.*
FLETËKËRKESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zyrt.* Dokument zyrtar ku paraqitet kërkesa për një mall etj. *Marr në bazë të fletëkërkesës.*
FLETËLAVDËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Dokument i emulacionit socialist, që i jepet dikujt për përfundime të mira në punë, në stërvitjen ushta-rake, në mësime, në aksione etj. *Mori (iu dha) fletë-lavdërim. V ndanë fletëlavdërimet.*
FLETËLEJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Dokument ku shenohet leja e pushimit vjetor që i jepet dikujt. *I pajisur me fletëleje.*
FLETËLIDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Dokument që vërteton anëtarësinë e dikujt në Partinë e Punës të Shqipërisë, kur ai ndërron qendrën e punës ose të banimit. *Marr fletëlidhjen.*
FLETËMADH,~E *mb.* Gjethemadh; *kund.* fletfr-vogël. *Duhan fletëmadh.*
FLETËMBAJTËS,~E *mb.* Gjethembajtës; *kund.* fletërënës. *Dru fletëmbajtës. Shkurre fletëmbajtëse.*
FLETËNGARKESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zyrt.* Dokument që vërteton sasinë e mallit të ngarkuar në një makinë ose në një mjet tjetër. *Paraqit fletëngar-kesën.*
FUETËNGUSHTË *mb.* Gjethengushtë; *kund.* fletë-g)erë. *Dafinë (frashër) fletëngushtë. Bimë fletëngushtë.*
FLETËPAGESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zyrt.* Dokument ku shenohet shuma e të hollave që i janë pa-guar dikujt ose që duhen paguar. *Pres fletëpagesën.*
FLETËPALOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Fletë e madhe e shtypur dhe e palosur, ku jepen njoftime të ndryshme të ditës, botohen materiale me figura a me fotografi për ngjarje e pamje nga jeta e popullit etj. *Përgatit një fletëpalosje. Shpërndaj fletëpalosjet.*
FLETËPËRDREDHËSE,~JA . Sëmundje Që prek zakonisht pemët dhe që ua përdredh e ua rrëzon
gjethet ose i than fare bimët. *Fletëpërdredhësja e pjesh-kës.*
FLETËPOROSl,~A . *sh.* ~, ~TË *zyrt.* Dokument, në të cilin shenohet porosia që i bëhet një ndër-marrjeje prodhimi a shërbimi nga një ndërmarrje tjetër ose nga një institucion për të prodhuar diçka etj. *Bëj (marr) fletëporosinë.*
FLETËPRANIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument, më të cilin pajisen punonjësit ose pionierët për t'u pranuar në shtëpitë e pushimit. *Paraqit fletë-pranimin.*
FLETËRËNËS,~E *mb.* Gjetherënës; *kund.* fletI-mbajtës. *Drurë fletërënës.*
FLETËRRUFE,~JA. *sh.* ~, ~TË. Fletë e shkruar që vendoset në një vend të dukshëm, me anë të së cilës kritikohen hapur të metat e dobësitë në punë, goditen shfaqjet e huaja në jetën e përditshme ose vihen në dukje sukseset e arritura nga një kolektiv a nga një punonjës. *Vë (ngjit) një fletërrufe. I përgjigjem fletë-rrufesë.*
-'IT. Petësi i kafshëve për-
FLETËS,~I m. *sh.*
typëse. *Laj fletësin.*
FLETËSHËRBIM,~I *rtl- sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument që vërteton se dikush dërgohet me shërbim për një a me shumë ditë jashtë vendit të tij të punës (zakonisht në një rreth tjetër). *Marr (paraqit) fletë-shërbimin.*
FLETËSHOQËRIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Dokument, në të cilin është shënuar sasja e mallit që çohet diku, Uoji i tij dhe çmimi. *Pletëshoqërimet e mallrave. Nënshkruaj (plotësoj, kontrolloj) fletë-shoqërimin.*
FLETËSHPËRNGtLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Dokument që vërtetonte shpërnguljen e dikujt nga një qendër banimi në një tjetër. *dhanë (mori) fletështpërnguljen.*
*2. bised.* Leje largimi.
FXETËSHTRlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Dokumenti që i jepet një të sëmuri për t'u shtruar në spital. *Marr fletështrimin.*
FLETËTRASHË *mb.* Që i ka fletët të trasha, me fletë të trasha; *kund.* fletëhollë. *Bimë fletëtrashë.*
FLETËTHlRRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *zyrt.* Dokument, me anë të të cilit dikush thirret për të kryer shërbimin

ushtarak, për të marrë pjesë në një gjyq etj. *Fletëthirrje për në ushtri (për në gjyq). Fletë-thirrje për kontroll rrijekësor. Shpërndaj fletëthirrjet.*
*2.* Fletë luftarake.
FLETËVOGËL *mb.* Gjethevogël; *kund.* fletëmadh. *Duhan fletëvogël. Borzilok fletëfogël.*
FLETËVOTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fletë ku jane shënuar kandidatët që propozohen për t'u zgjedhur, e cila i jepet zgjedhësit për të votuar. *Plotësoj fletë-votimet.*
FLETËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog.* e FLETË, ~A H i. 2. Nape e hollë që i hidhet fëmijës në fytyr6 kur
ne.
FLETIMËT *mb.* Gjetheimët.FLETISHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT dhe ~E, ~JA..: *sh.* ~E, ~ET. Gjethishtë *Fletishtë e dendur.*
FLETON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Nxjerr gjethe, gjethon. *Fletojnë drurët në pranverë.*
FLETOR,~E *mb. libr.* 1. Gjethor; që ka drurë me gjethe. *Dru fletor. Pyll fletor.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dru me fletë të gjera. *Lloje fletorësh.*
FLETORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Disa fletë letre, të qepura bashkë në njërën anë në mes dy ka-pakësh, që përdoren për të shkruar në to, për të vi-zatuar etj. *Fletore shkrimi (vizatimi, bukurshkrimt, aritmetike). Fletore shënimesh. Fletore xhepi* bllok i vogël për shënime. *Fletorja e kujtimeve. Fletore me vija të gjera (me vija të ngushta, me katrorë). Kapaku i fietores. Shkruaj në fletore.*
2. *vjet.* Gazetë. *Fletore zyrtare. Fletore e përkoh-shme. Fletorja "Drita".*
FLETUDHËTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Do-kument, më të cllin pajisen shoferët për udhëtim.
FLETËSHKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope letre; fletë e vogël. *Mban shënimet në fletushka.*
2. *perçm.* Gazetë pa vlerë. *Fletushkat zogiste. Fle-tushkë revizioniste. Fletushkat e Ballit Kombëtar.*
ILI,~A. *sh.* ~, ~TË. *l.fet., vjet.* Qenie e gjallë (njeri ose bagëti) që, sipas besimeve të kota, therej për nder të një hyjnie; kurban. *E bënin fli.*
2. *lart.* Ai që jep jetën për një çështje të madhe, për interesat e larta të atdheut e të popullit, theror, dëshmor. *Rafli.*
•*k* Bëj fli (theror) flijoj. U be fli (theror) u flijua.
FLI. *urdh. e* FLE.
FLIHET *vetv., pavet.* 1. *(me një trajtë të shkurtër të përentrit vetor në r. dhanore).* Me vjen gjumë. *S'më flihe\t.*
2. Mund të flesh; bëhet gjumë (edhe *fig.). Flihet mirë. Këtu s'flihet.*
FLIJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FLIJOJ, FLIJOHEM. *Flijimi i vetvetes. Flijimi i dëshmorëve.*
2. Ai që flijohet, fli; sakrificë. *Bëj flijime. Kërkon flijime.*
FLIJOHEM *vetv.* 1. Jap jetën për një çështje të madhe, për interesat e larta të atdheut e të popullit, bëj fli veten, bie dëshmor; bëhem theror. *U'flijua për lirinë e atdheut.*
2. *Pës. e* FLIJOJ.

FlLlJOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *fet., Vjet.* Bëj fli një njeri a një bagëti për nder të një hyjnie (sipas besinieve të kota). *Flijonin skllevërit (fëmijët). Flijoi një dem.*
2. *\lart.* Jap jetën për një çështje të madhe, për interesat e larta të atdheut e të popullit, e bëj fli; e lë a e jap diçka shumë të shtrenjtë për qëllime e idea-le të larta, sakrifikoj. *Flijoi jetën (veten). Flijoi rini-në e tij. Flijoi çdo gjë.*
FLIQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Maja e këmbës, e këpuçës etj., çyçë.
FLjT,~I *m.* Helm i lëngshëm që përdoret për të shfarosur mizat etj. *Bëj me flit.*
FLITET *vetv., pavet.* 1. Tregohet diçka, bëhet fjalë për diçka. *Aty flitet për luftën partizane. Përse flitet?*
2. Mund të bisedohet; hyhet në bisedë. *Nuk flitej me të.*
3. *Pës. e* FLAS.
FLOÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mil.* Figure e besimeve popullore shqiptare, që përfytyrohej si një vaj-zë e bukur me flokë të gjatë, e cila rrinte në liqene e në lumenj dhe dike nganjëherë në breg për t'u krehur; gërshetëz.
FLOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Secila nga qimet e kokës së njeriut; *sh.* tërësia e këtyre qimeve. *Flokë të zinj (të verdhë, të thinjur). Flokë kaçurrelë. Flokë të ashpër (të butë). Flokë të dendur (të rrallë). Qimefloku. Shtegu i flokëve. Kapëse flokësh. Kreh flokët. Qeth (pres, dredh) flokët. Lidh flokët. I bien flokët. lu zbardhën flokët. I ka marrë flokët të birit. etnogr. shih te* MARR.
2. *kryes. sh.* Mustaqet e misrit; halat e kallirit të grurit, të thekrës etj., thekë. *Flokë misri.*
*3. vet. sh.* Fundet e fljeve anës një qilimi a një petku; thekë. *Velenxë me flokë.*
4. Secili nga kristalet e lehta të bores kur bie; copëz e vogël dhe e lehtë a fije e hollë e diçkaje kur bie. *Flokë bore. Flokë pambuku.*
-*k* Dash me flokë burrë i shquar, burri me i mirë në një fshat, në një rreth familjar etj. Iu drodhën flokët (qimet e kokës, leshrat e kokës) iu rrëqeth mishi, u tmerrua; iu ngritën flokët përpjetë. E mori për flokësh e mori me zor, e mori me force. Asnjë fije flo-ku *shih te* FIJE,~A. U be flokë (lesh) arapi *shih te* LESH,~I. la dha flokët (leshrat, veshct) në dorë *shih te* JAP. Kapet (mbajiet) pas fijes së flokut (së peril, së kashtës) *shih te* FIJE,~A. E ka kapur nga majat e flokëve e ka parë përciptas një çështje; nuk e ka përvetë-suar thellë diçka, ka përvetësuar gjërat me pak të rën-dësishme. Mbahet pas flokëve të vet *iron,* mbështetet te diçka shumë e dobët dhe e pasigurt. Iu ngritën (iu çu-an) flokët (qimet e kokës, leshrat e kokës) përpjetë a) u zemërua shumë, u tërbua nga inati; b) iu rrëqeth mishi, u tmerrua. Shpëtoi për një fije floku (për një fill, për *nji qimc) shih te* FIJE,~A. Varet (qëndron) në fije (në fill) të flokut (të perlt) *shih te* FIJE,~A. Nga maja e flokut te thonjtë e këmbëve në të gjithë trupin, krejt. Humbi kokën e pyet për flokët *fj.u. shih te* HUMB.
FLOKARGJEND,~E *mb. poet.* 1. Që i ka flokët në ngjyrë argjendi, me flokë që i shndrisin si argjend. 2. Flokethinjur. *Gjyshja flokargjende.*
FLOKARTË *mb. poet.* 1. Që i ka flokët në ngjyrë të arit; flokëverdhë. *Vajzë flokartë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (kryesisht për Vajzat). *Vallzojnë flokartat.*
FLOKARUSHË *mb.* Që i ka flokët të gjatë; me shumë flokë; që i ka flokët të shprishur..
FLOKASHPËR *mb.* Që i ka flokët të ashpër; *kund.* flokëbutë.
FLOKAT,~E *mb.* Që është me thekë. *Velenxë flokate.*

FLOKATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Flokje. FLOKËBARDHË *mb.* 1. Që i ka flokët të bardhë.
2. Që i ka flokët të thinjur. *Pleqtë flokëbardhë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.FLOKËBUTË *mb.* QË i ka flokët të butë; *kund.* Ilokashp6r. *Fimijët flokëbutl.*
FLOKËDREDHUR *mb.* 1. Që i ka flokët të dredhur, flokëkaçurrel. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
FLOKË-FLOKË *ndajf.* Me fije të mëdha si flokë, fljc-fije (për borën). *Bie bora flokë-flokë.*
FLOKËGËSHTENJË *mb.* Që i ka flokët në ngjy-rën e gështenjës.
FLOKËGJATË *mb.* Që i ka flokët të gjatë; *kund.* flokëshkartër.
FLOKËKAÇURREL, ~E *mb.* Flokëdredhur.
FLOKËKUQ,~E *mb.* 1. Që i ka flokët në të kuq; qimekuq.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
•Grurë flokëkuq *bot. shih te* GRURË, ~Ii.
FLOKËLËSHUAR *mb.* 1. Që i ka flokët të gjatë e të lëshuar (për vajzat e grate).
2. *fig. poet.* Që i varen degët e gjethet si flokë. *Shel-gjet flokëlëshuar.*
FLOKËPAKREHUR *mb.* Që i ka flokët të pakrehur, që nuk i rregullon flokët.
FLOKËPRERË *mb.* Që i ka prerë flokët, që i mban ftokët të shkurtër (për vajzat).
FLOKËRËNË *mb.* Që i kanë rënë flokët, tullac.
FLOKËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Velenxë me thekë; flokje.
FLOKËSHKURTËR *mb.* Që i ka flokët të shkurtër; *kund.* flokëgjatë.
FLOKËSHPRISHUR *mb.* Që i ka flokët të shpri-shur.
FLOKËSHTRlGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shar.* Grua me flokë të gjatë e të shprishur. 2. *bot.* Kuskutë. *Flokështriga e jonxkës.* FLOKËTHlNJUR *mb.* 1. Që i ka flokët të thinjur. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
FLOKËVERDHË *mb.* 1. Që i ka flokët në ngjyrë të verdhë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
FLOKËZ,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë ba-rishtore shumëvjeçare, me kërcell të hollë, me gjethe të holla e të zgjatura e me lule si tufëz e degëzuar në majë të kërcellit, që rritet zakonisht në toka me la-gështirë, lulëzon në pranverë dhe përdoret si ushqim për kafshët. *Flokëza e livadheve.*
2. *mit.* Floçkë.
FLOKËZBARDHUR *mb.* Që i ka flokët të zbardhur; flokëthinjur.
FLOKËZI,~ZEZË *mb.* 1. Që i ka flokët të zinj. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
FLOKJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Velenxë me thekë, flokatë. *Shtroj flokjen.*
2. Xhoke grash pa mëngë e me thekë, që vishej zakonisht mbi cibun.
FLOKNAJË,~A . 1. Flokë të shumtë e të dendur.
2. *fig.* Diçka me fije të shumta e të dendur a që u ngjan flokëve, çdo gjë që të sjell ndërmend flokët. *Floknajë e blertë.*
FLOKOR.~E *mb. libr.* Që ka trajtën e një tufe flokësh, që u ngjan flokëve. *Rrënjë flokore.*
FLOKTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor i përga-titur që u qeth ose u rregullon flokët të tjerëve; ber-ber.
FLOKTARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* FLOKTAR,~I.
FLOKTARl,~A . *sh.* ~, ~TË. Floktore.
FLOKTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lokali ku presin dhe rregullojnë flokët (sidomos për grate); floktari.
FLORË,~A . *bot.* Bota bimore, bimësia. *Florë e pasur (e larmishme). Flora e Shqipërisë (e Tiranës, e Alpeve). Flora dhe fauna.*
FLORt,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *vet. nj.* Ar. *Flori I paster. Unazë (byzylyk) floriri. Ngjyrë floriri. I larë në flori.*
2. Fije e praruar, që përdoret për të qëndisur a për të punuar diçka; veshja e punuar a e qëndisur me këtë fije. *Jelek floriri. Qëndis me flori.*
3. Monedhë prej këtij metali, me një vlerë të cak-tuar, që përdorej para ÇHrimit; monedhë e tillë që përdorej si stoli. *Florinjtë e gushes. Njëqind florin). Qyp me florinj. Varg me florin). E pagoi me flori.*
4. *fig. përk.* Njeri i shtrenjtë, i mirë dhe i dashur (zakonisht për fëmijët). *Floriri i nënës!*
5. *përd. mb.* Që është bërë prej ari, i florinjtë. *Para flori.*
6. *përd. nib. fig.* Që ka veti a cilësi shumë të mira; shumë i mirë, i mrekullueshëm; shumë i çmueshëm, i shtrenjtë. *Grurë flori. I ka duart flori* bën çdo gjë që i sheh syri, është shumë i zoti. *E ka zemrën flori. Koha është flori.*
7. *përd. ndajf.* Shumë (zakonisht me mbiemrat I Terdbt. I paster, 1 kulluar). *Flori i verdhë. Flori i pastër (ikulluar).*
•*k* Flori në baltë (nS pleh) shumë i çmueshëm, shumë i vlefshëm, por në një vend ku nuk e çmojnë ose ku nuk mund të hyjë në punë. F”>ri në musiiama shumë i mirë. Kapak floriri gjëja rnë e mirë; zgji-dhja më e mirë. Ishte i krimbir 'ië flori *shih te* KRIMBUR (i, e). *Ti* peshmite në fluri *shih te* PESHOJ. PëlKmbë e flori *shih te* PËLLËMB;Ë,~A. I bë-bet balta flori a) është i aftë që çdo punë ta bëjë mirë; i ka duart të arta; b) është njeri me fat të mbarë, i ecën (sipas besëtytnive). 1 idshtë florinjtë (paratë) me bisht (me hejbe) *shih te* BISHT, -.:. Edhe sikur të ma shtrojnë me flori "Jhe sikur ië me japin të gjitha të mirat e botës (r?. diçka që s'tfuj ta bëj qoftë edhe me fltime të mëdha). Lule floriri *bot. shih te* LULE,~JA.
FLORINJTË (i,e) *mb.* 1. Që është bërë prej floriri; që është larë me flori; që është qëndisur a është punuar me fije floriri; i artë. *Monedhë (unazë, kopsë) e florinjtë. Sahat (xnxhir, byzylyk) i florinjtë. Dhëmb i florinjtë. Jelek i florinjtë.*
2. Që ka ngjyrën e floririt, i verdhë e i shkëlqye-shëm si floriri; i artë. *Flokë të florinjtë. Grurë i florinjtë. Diell i florinjtë.*3. *fig.* Që lea vlera të mëdha, që ka veti e cilësi të çmueshme; shumë i mirë, i mrekullueshëm; i artë. *Fjalë e florinjtë* fjalë që përmban një të vërtetë me vlerë të madhe jetësore e historilce, fjalë e artë. *Tokë e florinjtë. I ka duart të florinjta* bën çdo gjë që i sheh syri, është shumë i zoti.
• Hante me luge të florinjtë ishte shumë i pasur, rronte në bollëk të madh. Vath i florinjtë në vesh të derrit gjë e mirë në Vend të keq, veti a cilësi e mirë, por që zotërohet nga një njeri që ka disa anë të kë-qija, gjalpë në lëkurë të qenit.
FLOSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sasi lënde e Ven-dosur mbi një tjetër; shtresë; shtrat bore.
FLOTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Tërësia e anijeve luftarake, tregtare, të peshkimit etj. që ka një vend; forca detare e një shteti. *Flotë detare. Flota tregtare (ushtarake). Flotë peshkimi. Punon në flotë.*
2. *usht.* Njësi anijesh luftarake nën një komandë.

• Flota ajrore tërësia e aeroplanëve të një vehdi, aviacIoni.
FLUGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Secila nga dërrasat e holla, të çara me sëpatë nga një trung, që përdoren për të mbuluar çatitë e shtëpive, të kasolleve etj. në viset malore, furde. *Flugë pishe. Çati me fluga. Mbuloj me fluga.*
FLUGTAR,~E *mb.* I hedhur, i shkathët, i gjallë (për një njeri).
FLUOR,~I *m. kim.* Element kimik, gaz në ngjyrë të gjelbër në të verdhë dhe me erë shumë të forte. *Tableta fluori. Ujë me fluor.*
FLURIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes FLURON.
2. *vet. sh.* Grimca shumë të vogla që lëshohen nga disa trupa.
FLURON *jokal,* ~OI, ~UAR. Shkëputet nga trupi që e përmban dhe përhapet në ajër (për një lën-dë të gaztë). *Fluron amoniaku.*
FLURUDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Rruga që bën plumbi ose predha që kur del nga tyta a nga gryka e zjarrit deri sa bie në objektin e qitjes. *Flu-rudha e plumbit (e predhës). Lartësia e flurudhës. Kulmi i flurudhës.*
FtUTUR,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Emërtim i përgjithshëm për disa lloje kandrrash fluturuese, me katër krahë të mbuluar me luspa të imëta si plu-hur, me ngjyra të ndryshme, me feçkë e brirthë për të thithur dhe për të ndier, disa prej të cilave dëmtojnë bimëf. *Flutur shumëngjyrëshe. Flutur bishtartë. Flutur maskkull (femër). Flutura e bardhë e pemëve. Flutura e verdhë e jonxhës. Flutur nate. Flutura e mëndafshit. Flutura e lakrës. Flutura e duhanit. Flutura e misrit. Flutura e orizit. Flutura e hambarëve. Flutura e gjem-bave. Krahët e fluturës. Brirthët e fluturës. Ve:ë flu-turash. Ndjek fluturat. Kap (zë) flutura.*
2. *zool.* Krimh i shtypur si gjethe e vogël që rron në gypat e mëlçisë së zeze zakonisht te dhentë dhe shkakton sëmundjen e këlbazës. *Flutura e këlbazës.*
3. t)içka që ka trajtën e një kandrre të tillë ose që lëviz si a jo. *Flutur met alike. Flutura e rregullatorit. tek. Flutur për peshkim* paftë metalike e ndritshme, me fletë të lëvizshme, që përdoret për të peshkuar. *Fluturat ë dsborës.*
4. *kryes. sh.* Vizatim, qëndismë ose pale, në trajtën e krahëve të kësaj kandrre, që bëhet *në* njfi pctk p”r zbukurim. *Fustatt me flutura.*
5. *përd. mb.* Që ka pamjen a trajtën e nj6 kandrre të tillë ose që lëviz si ajo. *Kollare (kravatë) flutur. Stil flutur. sport,* mënyrë notimi me trup të shtrirI, me kokfi të zhytur në ujë e më të dy krahët të hapur, që lëvizen rië të njëjtën kohë.
6. *përd. mb.* Shumë i shpejtë e i shkathët; shumë i lehtë. *Grua (nuse, vajzë) flutur. Është flutur.*
7. *përd. ndajf.* Me shpejtësi, shpejt. *Të shkosh e të Mlsh flutur.*
8. *përd. ndajf.* Shumë (zakonisht me mbiemrat i lehtë, 1 shpejtë). *Flutur i lehtë. Flutur e shpejtë.*
• P e s h a e fluturës *sport, vjet.* kategori e boksierëve, e ngritësve të peshave dhe e mundësve me peshë trupore nga 47-52 kg.
FLUTURAK,~E *mb.* 1. Që fluturon, fluturues (për zogj e kandrra). *Zog fluturak. Mizë fluturake.*
2. *fig.* I shpejtë e i shkathët (për një njeri).
3. *fig.* Që ikën shpejt, që nuk zgjat shumë, që fluturon (për një ndjenjë, për një mendim etj.). *Gëzim fluturak. Lumturi fluturake. Mendim fluturak.*
*4. si em.* ~; ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zog; kandërr që fluturon. *Fluturak i bukur. Lloje fluturakësh. Emra fluturakësh.*
• Fjalë fluturake *shih te* FJALË,~A. Peshlt fluturak (fluturues) *zool. shih te* PESHK. ~U.
FLUTURASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog.* e *përk. e* FLUTUR, ~A.
2. Diçka që kërcen a fluturon si flutur; shkëndijë zjarri. *Fluturashka prushi.*
FLUTURIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve FLUTUROJ, FLUTUROHET. *Fluturim ajror. Fluturime ndërkombë-tare. Fluturimi i zogjve. Fluturimi i aeroplattit. Flutu-rimi i predhës. Kryej (bëj) një fluturim. Gjatë fluturimit. Në fluturim (e sipër)* në kohën e fluturimit, duke flu-turuar.
2. *përd. ndajf.* Fluturimthi. *Sulet fluturim.*
• Fluturim lirik *let.* ndërprerja e fillit të tregimit të ngjarjeve në një vepër letrare nga autori për të shprehur me lirizëm ndjenjat e mendimet e veta.
FLUTURIMTHI *ndajf.* 1. Duke fluturuar; kur është duke fluturuar, në fluturim e sipër. *E kapi fluturimthi. E vrau fluturimthi.*
*2.* Me shpejtësi, menjëherë. *Iku fluturimthi.*
FLUTUROJ *jokal,* ~OVA, ~CAR. 1. *vet. veta III.* Ngrihet e lëviz në ajër me anë të krahëve (për zogjtë dhe kandrrat) ose me ndihmën e një force shtytëse, me motor etj. (për aeroplanin, raketën etj.). *Fluturon zogu. Fluturon shqiponja. Fluturon aeroplani. (helikopteri). Fluturon raketa. Fluturon plumbi (predha, shigjeta).*
2. *vet. veta HI.* Zhvendoset në ajër me shpejtësi; shpërndahet në ajër, e merr era. *Fluturojnë gjethet. Fluturojnë fletushkat. I fluturoi kapela.*
3. Udhëtoj me aeroplan a me ndonjë mjet tjetër fluturues; drejtoj aeroplanin; bëj një fluturim. *Flu-turoj me aeroplan. Fluturoj për here të pare. Fluturoj mbi det.*
4. Lëviz në rrugë a eci shumë shpejt; iki menjëherë e me nxitim; jam shumë i shpejtë dhe i shkathët (në një punë). *Fluturonte makina (autobusi, treni). Flu-turoi nga shtëpia. Fluturon në punë.*
5. *vet. veta III fig.* Kalon, ikën shpejt (për kohën). *Fluturon koha. Fluturonin orët.*
*6. fig.* Jam shumë i gëzuar, nuk përmbahem dot nga gëzimi, nga lumturia etj. *Fluturonte nga gëzimi.*
7. *fig. bised.* E marr çdo gjë me mendjelehtësi, gënjehem shpejt; fantazoj. *Ai fluturon gjithnjë.*
8. *vet. veta III fig.* ?ërhapet me shpejtësi në drej-time të ndryshme, shpërndahet; shkon gjithandej, merr krahë. *Fluturon lajmi. Fluturon kënga. Fluturon mendimi. Fluturon fantazia.*
9. *vet. veta III fig.* Shpenzohet lehtë (për paratë); ikën, shpeton. *Fluturojnë fjalët. Fluturon leku. Me fluturoi nga duart* me shpëtoi.
10. *kal.* Flak tut je, hedh. *Me vinte ta fluturoja nga dritarja.*
•*k* Të fluturon koka (t£ fluturojnë trutë) të pret dë-nimi me i madh, të ikën koka, vdes. I fluturoi mendja u hutua fare, s'është në vete. Fluturon me një fije bar *përçm. shih te* BAR,~I I.

FLUTURORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh barishtore njëvjeçare, si fasulja, bizelja etj., që e kanë kurorën e lules në trajtë Suture.
FLUTURUES,~E *mb.* 1. Që ka aftësinë të fluturojë, që mund të fluturojë, që fluturon. *Stipend fluturues. Kandrra fluturuese. Mjete fluturuese. Balonë (anije) fluturuese.*
*2.* Që ka të.bëjë me mjete që përdoren për fluturim, i mjeteve që fluturojnë. *Teknikë fluturuese.*
Fortesë fluturuese (ajrore) *shih te* FORTESË, ~A. Peshk fluturues (fluturak) *z₀ol. shih te* PESHK,~U.
FLUTURUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Balonë
fëmijësh. *Bëj një fluturushë. Iku (fluturoi) fluturusha.*
FLLAD,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Erë e lehtë, e
freskët dhe e këndshme, puhi. *Fllad pranveror. Flladi i mëngjesit (i mbrëmjes). Frynte një fllad.*
*2. fig.* Frymë e re, atmosferë e krijuar rishtas.
3. *përd. ndajf.* Freskët. *Është (bën) fllad.*
FLLADlT (FLLADtS) *kaL,* ~A, ~UR. 1. E bëj
të freskët, freskoj. *E flladi ti motin. Flladit ball in (fytyrën).*
*2. fig.* Bëj që t'i ripërtërihen forcat, e gjallëroj, e përtërij, këndell; e bëj më të qartë, sqaroj. *la fllladiti mendimet.*
FLLADlTEM *vetv.* 1. Ndiej freski; freskohem. *U flladitën buzë detit (me ujë burimi).*
*2. vet. veta III.* Ftohet pak, freskohet (për motin). *U flladit moti.*
3. *fig.* Marr forca të reja, gjallërohem, këndellem, përtërihem; *vet. veta III* bëhet me i qartë; sqarohet! *Iu flladitën mendimet.*
4. *Pës. e* FLLADIT.
FLLADlTËS,~E *mb.* 1. Që të flladit, freskues. *Eri flladiiëse.*
2\. *fig-* Që sjell freski; që të jep force të re e të gja-Uëron.
FLLADITJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FLLADIT, FLLADlTEM.
2\. Freski. *Flladitja e bjeshkëve.*
FLLADSHËM (I), ~ME (e) *mb.* I freskët. *Vend i flladshëm. Verë e flladshme.*
FLLASHKËT (i,e) *mb.* I shtypur nga të dy anët, petashuq. *Gur i fllashkët. Hundë e fllashkët.*
FLLIISKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Bulë ajri a gazi, që ngrihet në sipërfaqen e një lëngu kur zien ose kur tundet; bulë lëngu që ka ajër ose gaz brenda; një bulë e tillë në sipërfaqen e diçkaje. *Flluskë uji. Flluskë ajri (oksigjeni). Flluska sapuni. Formohen flluska. Nxjerr (lëshon) flluska.*
*2. fig.* Plan, mendim, ide a shpresë që nuk ka baza të shëndosha e nuk mund të plotësohet dhe që zhdu-ket a shuhet menjëherë. *Qe një flluskë.*
3\. Fshikë në lëkurë e mbushur me ujë a me një lëng si të verdhë, që shkaktohet zakonisht nga djegia ose nga një sëmundje; puçërr me ujë a me qelb. *M'u be një flluskë. I dolën flluska. U mbush me flluska.*
4. *anat.* Organ a pjesë e butë e një organi, si qeskë e vogël e mbushur me lëng ose me ajër, hojëz; fshi-këza e peshkut. *Flluskat e mushkërive. Flluskat e peshkut.*
5. *bot.* Sëmundje e bimëve, që ua fryn këtyre gjethet dhe ua bën si fshika. *Flluska kap gjethet e majës.*
6. *bised.* Tullumbace prej llastiku a prej lëkure, më të cilën luajnë fëmijët.
^ U be flluskë u dobësua shumë, u lig fare. Flluskë sapuni *shih te* SAPUN,~I.
FLLUSKOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Nxjerr flluska. *Uji flluskon.*
*2. vet. veta III.* Del si flluskë.
3. *vet. veta III.* Qëndron mbi ujë; pluskon. *Fllus-kojnë gjethet.*
4. *kal.* Flluskos.
FLLUSKOS *kal,* ~A, ~UR. 1. Bëj që të krijohen flluska ajri, bëj që të nxjerrë flluska. *Flluskos ujin.*
*2.* Mbush me flluska a me fshika uji, bëj me flluska. *la flluskosi trupin. Me flluskosi duart.*
3. *fig.* E mundoj shumë dike, e detyroj të lodhet shumë e të heqë keq, i nxjerr shpirtin. *E flluskosi, se nuk bindet e nuk merr vesh. I flluskosi shpirtin.*
FLLUSKOSEM *vetv.* 1. Mbushem me flluska uji, bëhem me flluska. *M'u flluskosën duart.*
*2. vet. veta HI.* Fryhet si flluskë, mbushet me flluska (për gjethet e një peme etj.).
3. *fig.* Mundohem shumë, lodhem shumë e heq keq, me del shpirti.
4. *Pës. e* FLLUSKOS. FLLUSKOSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të
foljeve FLLUSKOS, FLLUSKOSEM. *Flluskosja e gjetheve.*
-FOB *fjalëform. libr.* Pjesa e dytë e disa fjalëve të përbëra, që ka kuptimin " që nuk e duron dot ose që e urren dike a diçka; kundërshtar. i dikujt a i diç-kaje" (p.sh. anglofob, frankofob, gjermanofob etj.).-FOBI *fjalëform. libr.* Pjesa e dytë e disa fjalëve të përbëra, që ka kuptimin "mosdurim i diçkaje, frikë nga diçka" (p.sh. aerofobi, bakterofobi, fotofobi etj.).
FODULL,~E *mb. bised.* 1. Që mbahet më të madh, që krekoset, që i shikon të tjerët me mospërfillje a me përçmim; që shet mend, mendjemadh. *Djalë fodull. Është (u be) fodull.*
2\. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fodull i. madh. Qëndrim prej fodulli.*
•*k* Hem qeros, hem fodull (qibar) *shih te* QEROS,~I.
FODULLEK,~U *m. bised.* Të qenët fodull, sjellje a qëndrim prej fodulli.
FODULLOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised.* Bë-hem fodull; mbahem fodull.
FOJLETË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Caracë.
FOKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Gjitar i deteve polare, me trup të madh e me qafë të shkurtër, me këmbë si lopatë, me lëkurë të mbuluar me qime të shkurtra, që ushqehet me peshq dhe që gjuhet za-konisht për t'i marrë dhjamin e lëkurës. *Mish (dhja-nië, lëkurë) foke. Gjuetia e fokave. Është si fokë.*
12\. *bised. mospërf.* Njeri i trashë, i rëndë e i nga-thët, që mezi lëviz.
FOkË,~A H *f. sh.* ~A, ~AT *mjek.* Sëmundje e rëndë ngjitëse, që shfaqet me ethe dhe me mahisje të lëkurës, të kuqtë e madh. *ka rënë foka.*
FOKS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vallëzim i shpejtë, që kërcehet në çifte, duke lëvizur këmbët para e prapa në katër kohë; muzika për këtë vallëzim.
FOKSTROT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Foks.
FOLE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. *shih* CERDHE, ~JA 1-3,5,7. *Fole zogjsh, Foleja e dallëndyshes. Fole milingonash. Fole hajdutësh. Fole sëmundjesh. Fole zjqrri. usht. Fole mitralozi. usht. Fole pushkatarësh. usht. Bin (ngre) folenë. I prishi (i shkatërroi) folettë. Krijoi folenë e vet. fig. Rri në fole.*

2. *tek.* Vrimë a vend i thelluar, në të cilën vihet a lëviz diçka. *Foleja e fishekut. Foleja e tytës. Foleja e zdrukthit. E futi (shkoi) në fole.*

3. *min.* Shtresë ose bllok minerali. *Mineral në fole.*

4. *hujq.* Mënyrë mbjelljeje me gropëza katrore, duke hedhur nga një fare në *çdo* cep (përdoret za-konisht për misrin e për pataten). *Mbjell me fole ka-trdre. Plehëroj në fole.*

Fole grerëzash (arëzash) *keg. shih te* GRERËZ,~ ~A. Bën (ngre, gjen, zë) fole a) zë vend, vendoset; b) lind, shfaqet.

FQLEQESH *mb. bised.* Që flet me gaz e dashuri më të gjithë, i dashur e i përzemërt; i qeshur. *Është foleqesh më të gjithë.*

FOLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. Ai që flet për diçka ne një mbledhje të gjerë, ai që mban një fjalim ose që bën një diskutim.

2. Ai që jep lajmet a programet në radio ose në televizion, spiker. *Folësit e radios. Zëri i folësit.*

FOLËS,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë më të folurit, që lidhet me shqiptimin e tingujve. *Aparati folës.*

2. Që riprodhon fjalët e njeriut të regjistruara me pare, që ka zë, me zë. *Film folës.*

31 *gjeogr.* Që tregon diçka me anë të shenjave e të shkronjave, që i ka të shënuar emrat gjeografikë; *kund.* memec. *Hartë folëse.*

Gazetë folëse *shih te* GAZETË,~A.

FOLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Pjesë e ligjë-ratës, që shënon një veprim a gjendje dhe që ndry-shon sipas mënyrës, kohës, vetës e numrit. *Folje të rregulltd (të parregullta). Folje veprore (pësore, vet-vetore, pavetore). Folje ndihmëse. Folje kalimtare (jokalimtare). Mënyrat (kohët, vetat, trajtat) e foljes. Zgjëdhimet e foljeve.*

FOLJEZlM,~I *m. gjuh.* Kalimi i një pjese të li. gjëratës në kategorinë e foljeve, kthimi në folje.

FOLJOR,~E *mb. gjuh. 1.* Që ka të bëjë me foljen, që i përket foljes, i foljes, që përbëhet nga një folje a nga tërësia e foljeve të gjuhës. *Trajtat foljore. Ka-llëzues foljor. Sistemi foljor.*

2. Që është formuar nga tema e një foljeje. *Emër (mbiemër) foljor.*

FOLKLOR,~I *m.* 1. Tërësia e krijimeve artistike (gojore, muzikore, Vallet etj.) të një popuili. *Folklori shqiptar. Folklori gojor (muzikor). Folklor i pasur. Folklori i krahinës. Mbledhja e folklorit. Studimi i folklorit.*

2. Tërësia e zakoneve, e riteve etj. të një popuili që përcillen brez pas brezi.

3. Folkloristika.

4. Lëndë mësimore që jep njohuritë e hevojshme të shkencës së folkloristIkës në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Folklori për shkollën e mes-me. Programi i folklorit.*

FOLKLORIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me folklo-rin, që i përket folklorit, i folklorit; që mbështetet në krijimtarinë gojore popullore; që këndon këngë a kërcen Valle të krijuara nga popuili. *Ekspeditë fol-klorike. Temë folklor ike. Këngë (valle) folklor ike. Festival folklorik- Grup folklorik.*

*1.* Që ka të bëjë me folkloristikën, folkloristik. *Shkenca folklorike. Studime folklorike.*

FOLKLORIST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës shkencor që merret me mbledhjen dhe me studimin e folklorit; specialist në folkloristikë. *Folkloristët shqiptarë. Folkloristët e Rilindjes Kombëtare.*

FOLKLORISTIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me folkloristikën; që ka të bëjë me mbledhjen e me studimin e folklorit. *Kërkime (studime) folkloristikë.*

*2.* Folklorik. *Grup folkloristik. Festival folkloristik.*

FOLKLORISTIKË,~A . Shkenca që merret me mbledhjen dhe studimin e krijimtan'së artistike të një popuili, shkenca për folklorin. *Folkloristika shqiptarë.*

FOLME,~JA *(e) f. sh.* ~, ~E, ~ET (të) *gjuh.* Njësia më e vogël e ndarjes së një dialekti, të folurit e një krahine, të një fshati a të një qyteti. *Të folmet qendrore (anësore). Të folmet arbëreshe. E folmja e Dibrës. E folmja e Frashërit. Grup të folmesh.*

FOLUR,~IT (të) *as. 1.* Aftësia e njeriut për të folur; vënia e kësaj aftësie në veprim; shprehja e mendimeve me anë të gjuhës; Veprimtaria ligjëruese. *Organet e të folurit. Zhvillimi i të folurit. Humbi të folurit. Gjatë të folurit...*2. Gjuha si mjet që i shërben njeriut për t'i kum-tuar mendimet një tjetri. *Të folurit dhe të menduarit. Kultura e të folurit.*

3. Gjuha si e ffasim në një kohë të caktuar, ligjërimi gojor. *Të folurit e përditshëm. Në tëfolur e në të shkruar.*

4. Mënyra se si flet a se si i shqipton dikush fjalët e gjuhës; mënyra se si i shpreh dikush mendimet e tij me fjalë, si u drejtohet të tjerëve ose si merret vesh me ta. *Të folur i shpejtë (i ngadalshëm). Të folur tea-tral. Të folur skenik* mjeshtëria artistike e të folurit në skenë, f jala artistike. *Të folur gazmor. Të folur me thumba.*

FOLUR (i,e) *mb.* Që lidhet me ligjërimin me gojë dhe jo me shkrim, gojor; që ka të bëjë me gjuhën e përditshme, që përdoret në bisedat e zakonshme. *Gjuhë e folur.*

FOLLË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Kopsë e lehtë prej metali. *Qep follën. Mbërthej follat.*

2. *etnagr.* Paftë prej argjendi ose e larë me argjend, që vihej në gjoks, në bel, në anët e jelekut etj. për zbukurim; secila nga dy paftat metalike në skajet e brezit, që mbërtheheshin njëra me tjetrën dhe që i vinin grate për zbukurim.

3. Luspë peshku; leskër e trashë gjarpri.

4. Shenjë a nishan në trup; njollë.

FOM,~I *m. bot.* Bimë barishtore njëvjeçare e li-vadheve, me kërcell të zbrazët, me shumë gjethe, me lule të vogla e të kuqërreme në vile, që e bën frytin si kapsulë të mbushur me farëza dhe që përdoret si ushqim për bagëtinë e në mjekësi.

FOND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *ek., fin.* Tërësia e mjeteve moaetare e materiale të caktuara për një që-llim; tërësia e këtyre mjeteve që shërbejnë si burim dhe si rezervë kryesore për diçka; kapital. *Fondi mo-netar (valutor). Fondi shtetëror. Fondi i paprekshëm. Fondi i pagave (i akumulimit, i konsumit). Fondet e xhiros. Fondi i ushqimeve (i mallrave, i banesave). Fondi i sigurimeve shoqërore. Fondi i drejtorit.*

2. *vet. sh. ek.* Letra me vlerë. *Ranë fondet.*

3. Tërësi sendesh me vlerë që i përkasin dikujt, pasuri. *Fondi i takes. Fondi i pyjeve. Fondi i librave (i dokumenteve). Fondet e bibliotekës.*

4. *gjuh.* Pasuria e leksikut të një gjuhe; tërësi fja-lësh, shprehjesh etj. *Fondi aktiv (pasiv) i leksikut. Fondi themelor i fjalorit* fjalët që përbëjnë bërthamën e leksikut të një gjuhe.

5. *fig.* Diçka me vlerë, pasuri e çmuar. *Fondi i artë i letërsisë shqiptare. Fondi i vyer i kuadrove tona. Pa-suron fondin e teorisë marksiste-leniniste.*
FONDERI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Ndërmarrje a repart i Veçantë në një uzinë, në një fabrikë etj. ku shkrihen e derdhen në kallëpë metalet ose xhami, shkritore. *Fonderia e uzinës. Reparti i fonderisë. Pu-non në fonderi.*
2. Teknologjia e derdhjes së metalit në kallëpë.
FONDITOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor i për-gatituc që punon në fonderi; specialist për shkrirjen dhe derdhjen e metaleve; shkrirës. *Fonditorët e uzinës (e çelikut).*
FONEMË,~A. *sh.~K,* ~AT *gjuh.* Njësia mi e vo-gël e sistemit tingullor të një gjuhe, e cila shërben për të ndërtuar fjalët dhe bën tëdallohen vesh jet tingullore të
f jalëve të ndryshme. *Fonema* a (ë, b, m). *Fonemat e gjuhës shqipe. Fonema dhe morfema. Sistemi i fonemave.*
FONETIK,~E *mb. gjuh.* 1. Që ka të bëjë me tin-gujt e të folurit a të gjuhës; që lidhet me fonetikën, që i përket fonetikës, i fonetikës. *Sistemi fonetik. Struk-tura fonetike. Dukuri fonetike. Ligj fonetik. Veçori fonetike. Analizë fonetike.*
*1.* Që ka një shkronjë të veçantë për çdo tingull a fonemë (për alfabetin); që shkruhet ashtu si shqipto-het, që mbështetet tërësisht a kryesisht te shqiptimi. *Alfabel fonetik. Drejtshkrim fonetik. Sipas parimit fonetik.*
FONETIKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me studime në fushën e fonetikës, specialist në fushën e fonetikës.
FONETIKË,~A . *gjuh.* 1. Tërësia e mjeteve tingullore të një gjuhe, ndërtimi tingullor i një gjuhe. *Fonetika e shqipes.*
*1.* Degë e gjuhësisë, që studios mjetet tingullore të një gjuhe, ndërtimin tingullar të saj dhe zhvillimin e tij ose sistemin e tingujve të artikuluar në përgjithë-si. *Fonetike përshkruese, Fonetika historike (kraha-suese). Fonetika e përgjithshme. Fonetika e gjuhës shqipe.*
3. Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Programi i fonetikës. Fonetika për shko-llat e larta.*
FONOGRAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Njoftim ose lajm që jepet në largësi më të folur nëpërmjet radios ose ndërlidhjes telefonike. *Jap fonogramin. Njoftoj me fonogram.*
2. *spec.* Regjistrimi i zërit a i tingujve në një pllakë, në një film etj.
FONOLOGJI,~A. *gjuh.* Pjesë e fonetikës që stu-dion sistemin e fonemave të një gjuhe dhe ndryshimet e tyre, domethënë sistemin e tingujve të një gjuhe nga pikëpamja e përdorimit të tyre shoqëror në pro-cesin e kumtimit midis njerëzve. *Fonologjia historike (krahasuese).*
FONOLOGJIK,~E *mb. gjuh.* Që lidhet me fo-nologjinë, që i përket fonologjisë, i fonologjisë; që përbëhet nga fonemat. *Sistemi fonologjik i gjuhës shqipe.*
FORA *nda)f. bised.* Me guxim, me trimëri. *Fora me shpatë në dorë, gremisi katër taborë.*
*it* la bëri fora a) tregoi trimëri e guxim të rrallë; bëri një punë a veprim që i çuditi të gjithë; la nam; b) bëri shpenzime të mëdha, shpenzoi shumë.
FORAGJER,~E *mb. bujq.* 1. Që mbillet e përdoret si ushqim për kafshët ose për shpendët; që përbëhet prej foragjeresh. *Bimë (kultura) foragjere. Perime (bathe, lakër) foragjere. Miser (panxhar, kun-gull) foragjer. Ushqim foragjer.*
2. Që mbahet për qumësbt ose për mish, duke i dhë-në foragjere si ushqim plotësues (për kafshët shtëpi-ake). *Lopë (dose) foragjere. Pule foragjere.*
FORAGJERE, ~T. *vet. sh. bujq.* Bimë barishtore (jonxhë, miser, tërshërë etj.), që mbillen si ushqim për kafshët ose për shpendët; ushqimi i kafshëve ose i shpendëve që përbëhet prej këtyre bimove. *Fora-,gjere të njoma (të thata). Foragjere të dyta. Mbjellja e foragjereve.*
FORBËL,~LA . *kryes. sh.* ~LA, ~LAT. Pjesët e qëruara të pemëve (lëkura, pjesa e mesit me farat etj.), që nuk i hamë e i hedhim poshtë.
FORCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. *shift* FUQI, vAi.3,6-B. *Force fizike (mendore, shpirlërore). Forca gërryese e ujit. Force ligjore. Forca punëtore. Forca e gjallë* njerëzit dhe kafshët e punës. *Forca e vullnetit (endjenjave). Forca e erës. Forca e krahut. më të gjitha forcat. Mbledh forcat* përdor të gjitha aftësitë fizike. *Iupre forca.*
2. *fiz.* Energjia që harxhohet ose që çlirohet në një njësi kohe për të bërë një punë; fuqia që ushtrohet mbi një trup dhe që ndryshon gjendjen e tij të qetësisë ose të lëvizjes; madhësi fizike që karakterizon bashkë-veprimin (tërheqjen, shtytjen etj.) ndërmjet grim-cave, trupaVe e fushave. *Force elektrike (mekanike). Forca tërheqëse (shtytëse). Force magnet ike. Force ngktëse. Forca molekulare (bërthamore). Forca e rën-desës. Forca e fërkimit. Forca e plogëtisë. Forca e ujit. Foi\ca e mo tar it. Madhësia e forces.*
3. Mundësi materiale, burimet e të mirave materiale dhe tërësia e këtyre të mirave; aftësia që ka dikush a diçka Jië një drejtim, qëndresë; fuqi. *Forca ekono-mike. Forca mbrojtëse. Me ato forca që kemi.*
*4.* Aftësia që ka dikush të ushtrojë autoritetin e tij tek të tjerët, të ndikojë mbi fa, t'i bindë për diçka etj.; aftësia që ka diçka për të vepruar në mend jet e njerëzve, për t'i udhëhequr ata në punë e në jetë; shkalla e ndikimit të kësaj aftësie; fuqi. *Force bindëse (udhëheqëse). Forca e Partisë (e proletariatit, e po-pullit). Forca e ideve të marksizmit. Forca e shembullit pozitiv. Forca e fjalës. Forca e zakonit (e traditës).*
5. Detyrim a shtrëngim që përdoret për një qëllinr të caktuar, dhunë. *Politika e forces. Nga pozitat e forces. Përdori forcën. E detyroi (e ntori) me force. Me forcën e armëve (e bajonetës)* duke e detyruar me armë, me luftë.
6. Shkaku a burimi i një veprimtarie, i një pune ose i diçkaje tjetër; fuqi. *Force madhore. Ç'force e shtyri (e bëri për vete, e frymëzoi)?*
7. *kryes. sh.* Grup shoqëror me tipare e karak-teristika të njëjta, me prirje e drejtime të njëjta, me qëllime e interesa të përbashkëta. *Forcat revolucionare (marksiste-leninistë). Forcat shoqërore. Forcat pa-triotike (demokratike, antifashiste, liridashëse, për-parimtare). Forcat reaksionare (kundërrevolticionare). Forcat lëvizëse të revolucionit.*
8. *kryes. sh.* Tërësia e të gjitha njësive ushtarake të një Vendi, së bashku me mjetet luftarake; ushtria; njësitë ushtarake. *Forcat e armatosura. Forcat ushtarake. Forcat tokësore (detare, ajrore). Forcat partizane. Forcat çlirimtare. Forcat ndërluftuese. Forcat pushtuese (mercenare, policore). Forcat e Ministrisë së Punëve tëBrëndshme(ekufirit,esigurimittështetit). Forcat e këmbësorisë. Vendos forcat në vijën e zjarrit.*

9. *kryes. sh.* Njerëzit që kanë një profesion të njëjtë a të ngjashëm, ata që përbëjnë një kolektiv. *Forcat krijuese (artistike, letrare). Forcat shkencore.*
10. *bised.* Numri i njerëzve që bëjnë një punë të përbashkët, jetojnë e hanë bashkë; *kryes. sh.* puno-njësit që punojnë në një Vend, në një brigade etj. *Marr forcën. Paraqiti forcën.* edhe *usht. Hyj në force* kam të drejtë të ha në një mensë bashkë me kolek-
tivin. *Fut në force. Sa ështi forca? Organizoj (ndaj) forcat. Sjell forca të reja.*
11. *përd. pasth.* Përdoret për të nxitur dike në nj" punë, a në një veprim. *Force, shokë, se edhe pak na tnbetil*
• Me force (me tërë forcën) me vendosmëri dhe me këmbëngulje. Me forcat tona (e veta) duke u mbësh-tetur në aftësitë, mundësitë dhe burimet e brendshme a vetjake. Mat forcat *me dike* ndeshem me dike, matem me të. Forcat e Armatosura të Republikës Popallore Soclallste te ShqipSrlsS tërë populli i armatosur në Shqipëri, Ushtria Popullore, forcat e Ministrisë së Punëve të Brendshme dhe Forcat Vullnetare të Vetëmbrojtjes Popullore. Force e mbinatyrshme fuqi e mbinatyrshme. Forcat prodhuese *ek.* njerëzit me përvojën dhe shprehitë e tyre në punë së bashku me mjetet e prodhimit. Forcat Vullnetare të Vetembrojtjes Popullore forca të organizuara në formacione luftarake, ku bëjnë pjesë shtetasit e shtetaset që nuk futen në struktura të tjera të forcave të Armatosura të Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë.
FORCËDHËNËS,~E *mb.* Që të jep force, që të rrit a të shton forcat; fuqidhënës. *Ndjenjë forcëdhë-nëse.*
FORÇËMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Aparat i po-saçëm, që shërben për të matur forcën mekanike të diçkaje ose forcën e muskujve të duarve.
FORCIM,~l *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve FORCOJ, FORCOHEM. *Forcimi politik (eko-nomik). Forcimi i urës. Forcimi i shëndetit. Forcimi i PartiSë (i shtetit). Forcimi i diktat urës së proletariatit. Forcimi i disiplinës. Forcimi I miqësisë.*
FORCOHEM *vetv.* 1. Marr fuqi, bëhem me i forte, me i shëndetshëm e me i aftë për të kryer lëvizje e veprime fizike; kalitem. *Forcohem duke bërëgjimnastikë.*
*2. fig.* Bëhem me i forte nga ana morale, shpirtë-rore e ideologjike, kalit vullnetin e karakterin dhe nuk përkulem para vështirësive, nuk ndikohem lehtë e nuk prejcem shpejt; kalitem. *U forcuan në aksione.*
3. *vet. veta III.* Bëhet me i forte, me i fuqishëm; fuqizohet. *Forcohet Republika.*
*4. vet. veta III.* Bëhet me i forte, me i qëndrueshëm, me i sigurtë; ngrihet në një shkallë më të lartë; rritet, shtohet. *Forcohet miqësia (dashuria, besimi, bindja). Forcohet rregulli (disipliria). Forcohet 6rganizimi. Forcohet lufta klasore.*
*5. vet. veta III.* Bëhet i forte si gur, ngurtësohet. *Forcohet toka. Forcohet bait a (llaçi, brumi).*
*6. vet. veta III.* Rritet sasia e alkoolit ose e thartorit në një lëng, i rritet grada (për pi jet). *Forcohet rakia (vera). Forcohet uthulla.*
7. *Pës e* FORCOJ.
FORCOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj me të
forte, më të shëndetshëm, më të qëndrueshëm; e bëj më të aftë për të kryer lëvizje a veprime fizike; kalit. *Forcoj trupin. Forcoj shëndetin. Forcoj muskujt (kra-hët). Tëforcon zemrën.*
2. E bëj të forte si gur, ngurtësoj. *Thatësira i for-con tokat. Të ftohtët e forcoi Ilaçin.*
3. E bëj që t'i qëndrojë peshës, shtypjes a një veprimi tjetër të jashtëm, e bëj të qëndrueshëm; ebëj m4 të fort4 (zakonisht duke i vënë një mbështetjc); përforcoj. *Forcoj murin. Forcoj urën. Forcoj shtyllat. Forcoj derën.*
4. E bëj më të forte, i rrit forcën, i jap fuqi, fu-qizoj. *Forcoj ekonominë (kooperativën). Forcoj mbroj-tjen e vendit.*
5. *fig.* Kalit nga ana morale, shpirtëroree ideolo-gjike; e bëj që të ketë karakter e vullnet të forte, të mos përkulet para vështirësive; e bëj të rnos ndikohet lehtë e të mos preket shpejt. *E forcon njeriun. E for-con klasën punëtore (rininë).*
6. E bëj më të forte, e fuqizoj. *Forcon Partinë (or-ganizatën).*
7. E bëj më të forte, më të qëndrueshëm, më të si-gurt; e ngre në një shkallë më të lartë; rrit, shtoj. *Forcon vullnet in (karakterin). Forcon bashkimin (lidh-jet, marrëdhëniet). Forcoj rregullin (disiplinën, orga-nizimin). Forcoj pavarësinë. Forcoj qëndresën. Forcoj zjarrin. usht.*
FORCUES,~E *mb.* 1. Që i jep fuqi njeriut, që ia forcon shëndetin, që e bën trupin më të forte. *Bar forcues. Ushqimforcues.*
2. Që shërben për ta bërë më të forte e më të qën-drueshme diçka, përforcues. *Mjete forcuese.*
FORtNTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Njësia monetare bazë e Hungarisë; monedhë që ka këtë vlerë.
FPRMACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *libr.* Shkallë a etapë e caktuar në zhvillimin historik e shoqëror të njerëzimit; rend. *Formation ekonomiko-shoqëror. ek.,filoz.* rend ekonomiko-shoqëror, sistem ekonomiko-shoqëror.
2. *gjeol.* Tërësia e shtresave të tokës, që janë for-muar në kushte të njëjta gjeologjike, kanë të njëjtën prejardhje dhe përbërje. *Formacione gëlqerore.*
3. *usht.* Nënrepart, repart ose tërësi repartesh (grup repartesh) të së njëjtës armë, së bashku me mjetet përkatëse të luftimit; mënyra e vendosjes a e grupimit të këtyre forcave (trupaVe) e mjeteVe. *Formacioni i luftimit. Formation marshimi. Formation aeroplanësh.*
4. *libr.* Mënyra e vendosjes ose e rreshtimit të një grupi njerëzish të organizuar në një punë a në një veprimtari të caktuar. *Formation orkestral (simfonik). Formation pune. Formacioni i skuqdrës. Hyj në. formation.*
FORMAL,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me formën e diçkaje, që i përket formes, i formes. *Analizë formale. Nga pikëpamja formale.*
2. Që është sa për forme, që bëhet sa për t'u dukur, sa për sy e faqe; që mbështetet vetëm te forma dhe nuk e merr parasysh përmbajtjen. *Punë (kërkesë) formale. Qëndrim formal. Ka karakter formal.*
Logjikë formale *shih te* LOGJIKË.~A *i.*
FORMALIST, ~E *mb.* 1. Që është karakteristik për një pjeri, i cili shikon vetëm formën dhe lë më-njanë përmbajtjen, që i jep rëndësi vetëm anës së jashtme; formal, *Qëndrim formalist.*
2. *filoz.* Që mbështetet në formalizëm, që ndjek e përkrah formalizmin.
3. *let., art.* Që mbështetet në formalizëm; që krijon sipas rrymës dekadente borgjeze të formalizmit, që përkrah a ndjek formalizmin. *Shkollë formaliste. Art formalist. Letërsi formaliste. Piktor formalist. Estetët formaliste.*

4. *Përd. em.* sipas kuptimeVe të mbiemrit.

FORMALlSHT *ndajf.* Nga pikëpamja a nga ana formale; sa për forme, sa për dukje, sa për sy e faqe. *E bëri formalisht. Ia tha formalisht. Sa për të qenë formalisht në rregull.*

FORMALITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Shkre-së, vërtetim etj. që kërkohet sipas ligjeve e rregullave zyrtare; veprim zyrtar që duhet të bëhet për të kryer një punë a për të zgjidhur një çështje. *Formalitete të zakonshme. Kryej (plotësoj) formalitetet.*

2. Veprim pa rëndësi që bëhet sa për sy e faqe, veprim formal. *Sa për formalitet* sa për sy e faqe, formalisht.

FORMALIZËM,~MI *m. libr.* 1. Vlerësimi e trajtimi i diçkaje duke i dhënë rëndësi vetëm formes a duke e mbivlerësuar këtë pa marrë parasysh përmbajtjen ose duke e mbivlerësuar këtë; trajtimi i një çësht jeje duke u mbështetur vetëm tek ana e jasht-me pa hyrë në thelbin e saj. *Formalizëm burokratik. Shfaqje forntalizmi.*

2. Drejtim idealist në filozofi, në logjikë, në teorinë e artit e në shkenca të tjera, që i jep rëndësi vetëm formes, duke e parë këtë si diçka në vetvete, të shkëputur nga përmbajtja e saj ideore e nga realiteti objektiv ose e mohon fare përmbajtjen dhe zhvillimin historik të botës e të shoqërisë e sheh si diçka abstrakte, sipas disa formulave e skemave të gatshme.

3. *let., art.* Rrymë dekadente në artin e në letërsinë e vendeve borgjeze e revizioniste, që, duke u nisur nga baza filoZofike Idealiste e nga subjektivizmi, e sheh artin si sferë “të ndërgjegjes së kulluar”, të shkëputur e të paVarur nga jeta dhe i kundërvihet rea-lizmit, i jep rëndësi vetëm formes si qëllim në vetvete, e shkëput këtë nga përmbajtja, mohon përmbajtjen ideore dhe rolin njohës e edukues të artit e të letërsisë. *Formalizmi i shekullit XIX (XX).*

FORMAT,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Përmasat (gja-tësia e gjerë&ia) e një botimi (e një libri, e një reviste, e një gazete etj.); *shtypshkr.* gjatësia dhe gjerësia e faqes së radhitur. *Format i rrtadh (i vogël).*

FORMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Tërësia e vijave dhe e tipareve të jashtme të dikujt a të diçkaje, ana e dukshme, trajta, figura; pamja e jashtme e diçkaje pavarësisht nga lënda më të cilën është bërë; tiparet e jashtme të njeriut ose të kafshës. *Forme katrore (ve-zake, e rregullt). Forme e çuditshme. Forma e sendit (e gjethes). Forma e trupit (e kokës, e vetullave). Në forme rrethi. Në formën e zemrës. Merr (ndërron, ndryshon) formën. U jep forme flokëve* rregullon ftdkët në një mënyrë të caktuar.

2. Ana e jashtme si diçka që nuk shpreh përmbajtjen e vërtetë, dukje; mënyra se si sillet a vepron di-kush; diçka formale. *E bën për forme. Sa për forme* formalisht, sa për sy e faqe.

3. Kallëp ose mostër që shërben për të bërë diçka; *shtypshkr.* pajisje në trajtën e një kornize me reliev, ku vendosen germat metalike për shtypje; diçka që ka trajtën e një kallëpi a të një kornize dhe që për-doret për qëllime të ndryshme. *Forme metalike (prej druri). Format e djathit. Derdh në forme.*

4. Ndërtimi i diçkaje, i kushtëzuar nga nj brendi e caktuar, mënyra e organizimit të një përmbajtjeje të caktuar; mënyra se si shfaqet, si paraqitet, si shpre-het a si është diçka; lloj tjetër i diçkaje. *Forme soda-lisle. Forme capitaliste. Forme shtetërore (koopera-tiviste, private). Forme artizanale. Forme e vjetruar. Forme e drejtë (frytdhënëse). Në forme përfundimtare (të përmbledhur). Format e shtetit (e qeverisjes). Format e pronësisë. Format e kontrollit punëtor. Format e organizimit. Format e sëmundjes. Format e shprehjes së mendimit (e të menduarit). Format e energjisë. Forma e folur (e shkruar) e gjuhës.*

5. *filoz.* Mënyra e lidhjes së elementeve të për-mbajtjes, mënyra e organizimit, e ndërtimit të bren-dshëm dhe e shprehjes së përmbajtjes. *Forma dhe përmbajtja.*

*6. let., art.* Mënyra se si ndërtohet e organizohet një vepër letrare e artistilce; tërësia e mjeteve shprehëse e figurative, që përcaktohen nga brendia, nga tenia, nga problematika dhe nga ideja e një vepre letrare e artistike dhe shërbejnë për t'i mishëruar ato në figura të gjalla artistike. *Forma artistike. Formal e vogla* vepra a krijime jo të mëdha nga. vëllimi dhe jo të vështira nga fcompoziçioni. *Forme e lartë (e përso-sur). Forma dhe përmbajtja. Elementet e formes.*

7. Gjendje shëndetësore a shpirtërore e mirë; gjen-dje fizike e mirë. *Forme sportive. Jam (sjell, \>ij) në forme. Ra nga forma.*

8. *gjuh.* Trajtë e një fjale, që shpreh kategori e kuptime gramatikore të caktuara; mënyra si është ndërtuar një njësi gjuhësore (fjalë a fjali); mënyra e veçantë e organizimit të brendshëm të gjuhës ose mënyra e veçantë si shprehet një përmbajtje e calc-tuar në një gjuhë a nga një fjalë. *Forma të thjeshta (të përbëra, të pathjeshta, përshkruese, të plota, të shkurtuara, të shtjelluara, të pashtjelluara, analitike, sintetike). Forma e jashtme (e brendshme). Format e fjalës. Forma e njëjësit (e shumësit). Forma e dëftores (e habitores, e së pakryerës, e së kryerës së thjeshtë). Forma e fjalisë.*

*9.* Seminar ku trajtohen çështje ideologjike e politike për edukimin e punonjësve. *Format e edukimit ideologjik (politik). Format e arsimit në parti.*

10. Format. *Forma e librit (e broshurës).*

•*k* I formes së prerë *zyrt.* i vendosur përfundimisht, që nuk mund të rishqyrtohet e të ndryshohet (për një vendim gjyqi etj.). Format e ndërgjegjes shoqërore *filoz.* idetë e pikëpamjet politike, juridike, filozofike, morale, fetare, artistike, etj. që pasqyrojnë realitetin shoqëror në këtë ose atë mënyrë.

FORMËSIM,~l *m. gjuh.* Veprimi sipas kuptimit të foljes FORMËSOHET. *Formësimi gramatikor. Formësimi i fjalës (i emrit, i mbiemrit, i foljes).*

FORMËSOHET *vetv. gjuh.* Merr trajtën e një pjese të caktuar të ligjëratës; merr një trajtë të cak-tuar | gramatikore. *Formësohet si mbiemër (si emër).*

FORMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve FORMOJ, FOR-MOHEM. *Formimi i kombit (i shtetit) shqiptar. Formimi i brigades. Formimi i njeriut të ri. Formimi i karakterit. Formimi i fjalëve. gjuh.*

2. Botëkuptimi dhe edukata që ka fituar dikush në jetë e në shkollë, në një mjedis të caktuar shoqëror; tërësia e dijeve që ka përvetësuar dikush në një fushë të shkencës, të teknikës a të arteve. *Formim marksist-leninist (komunist). Formim klasor. Formim ideo-politik. Formim gjuhësor. Formim shkencor. Formim muzikor (artistik). Formim i gjithanshëm. Ka formim të mirë.*

3. *gjeol.* Shtresë e tokës me tfi njëjtën prejardhje e përbërje, formacion.

4. *gjuh.* Fjalë e formuar sipas një mënyre a sipas një tipi të caktuar. *Formime të reja. Formlme me prapashtesa.*

FORMOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Lfnd. shfaqet, del diçka e re. *Formohet një cipë.*

2. *vet. veta HI.* Krijohet e merr një trajtë të caktuar, arrin një shkallë të caktuar zhvillimi dhe ft ton disa tipare thelbësore që e bëjnë të jetë i tillë. *U for-mua kombi (kombësia). U formua gjuha letrare kom-bëtare shqipe.*

3. *Vet. Veta III.* Lind e merr forme diçka në mendje, krijohet. *Formohet bindja (ideja, mendimi).*

4. Përvetësoj një botëkuptim dhe edukatë të cafc-tuar, fitoj tiparet themelore të karakterit, mënyra sjelljeje e shije të caktuara; marr njohuri të përgjith-shme a të veçanta kulturore, shkencore etj.; eduko-hem nëpërmjet shkollës, praktikës dhe jetës shoqërore; përgatitem e zhvillohem në mënyrë të gjithanshme. *U formua njeriu i ri. Formohem nga ana ideqlogjike e politike. U formuan në luftërt për ndërtimin e socia-lizmit. Uformua si revolucionar (si shkrimtar, si shkencë-tar).*

5. *vet. veta III.* Fiton tiparet themelore; bëhet  forte e i qëndrueshëm, kalitet; përsoset. *Formohet karakteri (ndërgjegjja).*

*6. vet. veta III.* Përbëhet; përftohet. *Formohen retë.*

7. *Pës. e* FORMOJ.

FORMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I jap një forme të caktuar diçkaje; derdh në kallep, prodhoj sipas formave a modeleve të ndryshme.

2. Themeloj, krijoj një parti, një organ, një ndër-marrje etj.; organizoj një njësi ushtarake duke e plotësuar me njerëz e me mjete luftarake. *Fortnoi Partinë. Formoi qeverinë. Forntoi brigadën (çetën). Formoj një komision.*

3. Pajis dike me një botëkuptim dhe edukatë të caktuar, e bëj të fitojë tiparet themelore të karakterit, sjellje e shije të caktuara; i jap njohuri të përgjith-shme a të veçanta kulturore, shkencore etj.; edukoj dike nëpërmjet shkollës, praktikës dhe jetës shoqërore; e përgatit a e zhvilloj dike në mënyrë të gjithanshme. *Formuam kuadro besnikë e të aftë. Partia formoi luftëtarë të paepur për socializmin.*

*A.* E bëj diçka të fitojë tiparet themelore; e bëj të forte e të qëndrueshëm, e kalit; e përsos. *Formoj ka-rakterin (ndërgjegjen).*

5. Bëj diçka të re, krijoj; bëj. *Formoj një fjali. Formoj fjalë të reja.*

6. Bëj një figure gjeometrike, vizatoj diçka. *Formoj një trekëndësh.*

7. *vet. veta III.* Krijon, bën; zë diçka (një kore, një cipë etj.); vë. *Bima ka formuar rrënjë. Formon bark. Rruga (lumi) formon një kthesë (një bërryl, një lakore).*

8. Bëj që të lindë e të ngulitet diçka në mendje; krijoj. *Formoj bindje. Formoj një mendim.*

*9. vet. veta III.* Është; përbën. *Formon kundër-vajtje. Disa toga formojnë një kompani.*

FORMCAR (i,e) *mb.* 1. Që ka marrë formën e
vet; që ka arritur zhvillimin e duhur. *Trup i formuar.*

2. Që është formuar nga ana botëkuptimore, po-litike, kulturore, profesionale etj., që ka marrë një edukatë të caktuar, që ka një zhvillim të përgjithshëm e të plotë, që ka përgatitje të gjithanshme e njohuri të thella; *kund.* i paformuar. *Kuadër (komunisl) i for-muar. Dijetar (artist) i formuar.*

3. Që ka fituar tiparet themelore; i forte e i qën-drueshëm, i kalitur (për karakterin, vullnetin etj.). *Njeri me karakter të formuar.*

FORMUES,~I *m. sh.* —, ~IT *tek.* Lloj çekiçi që përdoret për t'i dhënë formën e duhur një metali a një detali duke e vënë mbi të e duke e goditur me Varre; shkelës. *Formues i thjeshtë.*

FORMUES,~E *mb.* 1. *tek.* Që i jep formen diç-kaje. *Makinë formuese. Stampë formuese.*

2. Që shërben për të edukuar dike dhe për ta pa-jisur me një botëkuptim të caktuar. *Lëndë formuese. Ka qëllim formues.*

V i j ë formuese *mat. shih te* VIJË,~A.

FORMULAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fletë me disa kërkesa, që duhet të mbushet më të dhënat e nevoj-shme.

FORMCLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pohim i shkurtër që përmbledh në mënyrë të prerë një ide, një parim etj., që merr parasysh të gjitha kushtet c rrethanat dhe përcakton qartë e shkurt një gjendje të përgjithshme, marrëdhëniet ndërmjet njerëzve, sendeve, dukurive etj.; përkufizim i shkurtër e i për-piktë. *Formulë marksiste-leniniste. Formulë klasike. Formulë politike (juridike).*

2. *keq.* Frazë a shprehje e gatshme që përsëritet gjithnjë njësoj, zakonisht për të dale nga një gjendje e vështirë pa marrë asnjë zotim konkret. *Formulë e gatshme. Me formulën e zakonshme. I gjeti një formulë.*

3. *spec.* Tërësi shenjash a simbolesh (numra, shkro-nja, shenja të Veçanta etj.) që shprehin një madhësi të caktuar, një rregull, një parim, përbërjen e diçleaje, një raport, një proces etj. *Formulë kimike. klm.* pa-raqitja e përbërjes molekulare të një lënde kimike dhe e një procesi kimik me simbolet e elementeve e me numrin e atomeve. *Formulë molekulare. kim. Formulë algjebrike (matematike). mat.* shprehje me shkronja që tregon madhësitë dhe veprimet që duhen kryer me to. *Formulë trigonometrike. mat. Formulë t thjeshtë. Nxjerr formulën.*

4. *vjet.* Fjalë a shprehje që përdoreshin në një rit ose në një ceremoni fetare. *Formula e pagëzimit.*

FORMULIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FORMULOJ, FORMU-LOHET. *Formulimi i temës. Formulimi i tendimit.*

2. Pohim i qartë, i shkurtër dhe i përpiktë; diçka që është formuluar. *Formulime juridike. Pajtohem me formulimin e dikujt.*

FORMULOHET. *Pës. e* FORMULOJ.

FORMULOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Shpreh me gojë a me shkrim një mendim, një parim, një rregull etj.; shpreh diçka shkurt, qartë e në mënyrë të përpiktë. *Formuloj një mendim. Formuloj kërkesën (përgjigjen). Formuloj vendimin.*

2. *spec.* Shpreh me një formulë një nradhësi, një rregull, përbërjen e një lënde kimike, një raport, një proces etj.

FORSAT,~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET *krahln.* Al-
mise. *Forsatet e bujkut.*

FORT i *ndajf.* 1. Me force të madhe, me tërë for-cën; shtrënguar me force, në mënyrë që të mos shqitet, të mos ndahet etj. *E goditi fort. Mbaj fort. Shtrëngoj (lidh) fort.*

*2.* Në një shkallë të lartë, shumë. *Fort i bukur. Fort e me fort. Me fort se kurrë. Shkëlqen (ndriçon) fort. E dua fort. U zemërua fort.*

3. Me zë të lartë. *Këndon fort. I foli (t bërtiti) fort.* II *pj.* Përdoret me një mbiemër a ndajfolje për të
formuar shkallën sipërore, shumë. *Fort i bukur. Fort* i *ndershmi.,.vjet.* përdorej para emrit të një njeriu kur i drejtoheshin me fjalë ose i shkruanin letër me nderim. *Fort mirë. Fort pak. Bukur (mirë) fort.*

*it* Aq me fort Vecanërisht, sidomos, aq me tepër; aq me shumë. Punë e madhe fort! *mospërf. shih te* PUNË,~A.

FORTESË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Kështjellë, kala.

-• Fortesë ajroce (fluturuese) aeroplan bombardues i rëndë.

FORTESË,~A n . *sh.* ~A, ~AT. Rrip prej kartoni a prej një lënde tjetër të forte, që u vihet ja-kave të këmishëvë, majave a thembrave të këpucëve etj. për t'i forcuar.

FORTË (i,e) *mb.* 1. Që i qëndron peshës, shtypjes a veprimit të një force të jashtme, që nuk thyhet, nuk thërrmohet, nuk çahet, nuk këputet a nuk prishet lehtë; i ngjeshur, i ngurtë, i qëndrueshëm; *kund.* i dobSt. *Tullë e forte. Mur i forte. Themele të forta. Dru i forte. Litar i forte. Digë e forte. Shkëmb i forte. Arrë e forte. Laps i forte. Tokë e forte. Bukë e forte. I forte si gur.*

2. Që nuk ndryshon lehtë trajtën e vet kur ushtro-het mbi të një force, që nuk epet a që nuk shtypet lehtë; që përkulet a që përpunohet me vështirësi (për metalet); *kund.* i butë. *Gur i forte. Dyshek i forte. Tel i forte. Metal i forte. Sustë e forte.*

3. Që është i ashpër në sipërfaqe, që të shpon a të vret kur e prek; *kund.* I butë. *Sipërfaqe e forte. Mjekër e forte. Qime të forta.*

4. Që ka force të madhe trupore, që ka qëndresë, i fuqishëm; i shëndetshëm, jo i sëmurë; *kund.* i dobët. *Burrë (plak) i forte. Grua e forte. Kale i forte. Me trup të forte. Me këmbë (me duar) të forta. Ka mushkëri të forta (zemër të forte). Është bërë i forte.*

5. Që del ose që shfaqet me force të madhe dhe të vret veshin a syrin, që Vepron shumë mbi dike a mbi diçka, jo i shtruar, jo i butë, jo i ëmbël; *kund.* i butë. *Zë* i *forte. Dritë e forte. Ngjyra të forta.*

6. *fig.* Që ka karakter të qëndrueshëm e vulmet të çeliktë, që nuk trembet nga vështirësitë, që i duron pa u epur vuajtjet, që nuk përkulet; që nuk ndikohet lehtë e nuk preket shpejt, që e përmban veten në rre-thana e kushte të rënda; *kund.* i bute. *Njeri i forte. Me zemër të forte. Tregohem (bëhem) i forte. I ka ner-vat të forta* është i durueshëm.

7. Që ka pjerrësi të madhe; që formon menjëherë një kënd të ngushtë dhe kalohet me vështirësi; *kund.* butë. *E përpjetë (e tatëpjetë) e forte. Kthesë.e forte.*

8. Që bie me force e në sasi të madhe (për shiun etj.); që ka force e shpejtësi të madhe (për erën); i madh. *Shi (breshër) i forte. Erë e forte.*

9. Që shoqërohet më të ftohtë të madh, me ngrica,me acar e me stuhi (zakonisht për dimrin); i ashpër, j madh; *kund.* i butë. *Dimër i forte.*

10. Që ka force të madhe ose është i armatosur mirë e nuk mund të thyhet a të mposhtet me lehtësi; që ka themele të qëndrueshme, lidhje të ngushta me ma-sat, unitet të plotë e organizim të përsosur, që ka au-toritet të madh e aftësi të madhe Vepruese; i fuqishëm; *kund.* i dobët. *Ushtri e forte. Parti e forte. Shtet (push-let) i forte.*

11. I fuqishëm; që përballohet me vështirësi e me mundime të mëdha; që është i rreptë e i përgjak-shëm; i ashpër; *kund.* I dobët. *Sulm (grusht) i forte. Goditje e forte. Ndeshje e forte. Lojë e forte. Qëndresë e forte.*

12. *fig.* I rreptë, i prerë e pa lëshime. *Disiplinë e forte. Rregull i forte. Kërkesa të forta. Masa të forta. Censure e forte.*

13. *shih* FUQISHËM (i), ~ME (e) 3, 5_7. *Ekonomi e forte. Kooperativë e forte. Nxitje e forte. Mjet i fort's. Përkrahje e forte. Teleskop i forte.*

14. Që vepron me force të madhe, që shfaqet në një shkallë të lartë; i qëndrueshëm. *Grip i forte. Ethe të\ forta. Kujtesë e forte. Vullnet i forte. Mbështetje e forte.*

115. I rreptë, i ashpër; i vrazhdë; që ka force të madhe goditëse; *kund.* i butë. *Fjalë (përgjigje) e forte. Note e forte. Kritikë (fletërrufe) e forte. Shaka e forte.*

16. Që karakterizohet nga një luftë e madhe men-ditnesh e pikëpamjesh, që ka kritikë të ashpër; i zjarrtë, i ftaktë. *Mbledhje e forte. Diskutim i forte.*

17. Që i përvetëson mirë njohuritë që jepen, që ka përparim të mirë në mësime; që e kryen shumë mirë de| tyrën e Vet, që ka përparime e suksese në punë, i aftë, i zoti; *kund.* i dobët. *Nxënës (student) i forte. Këngëtar (lojtar) i forte. Klasë e forte. Organizator i forte. Kolektiv i forte. I forte në mësime (në matema-tiIë).*

*IS.* Që të lë gjiirmë të thella, që nuk shlyhet lehtë nga kujtesa, që të prek e të mallëngjen shumë, i thellë. *Mbresa (përshtypje) të forta. Ndjenja të forta.*

19. Që ka baza të shëndosha e të mhush mendjen, bindës. *Arsye të forta. Argument i forte. Logjikë e forte.*

20. Që ka alkool ose thartor në sasi të madhe; që të djeg fytin kur e pi a kur e thith (për pi jet, du-hahin); *kund. i* butë. *Raki (verë) e forte. Konjak i forte. Uthull e forte. Duhan i forte.*

21. Që përmban shumë lëndë të tretur në të dhe që vepron menjëherë në organizëm. *Kafe e forte. Çaj i forte. Bar (ilaç) i forte. Helm i forte.*

*T.%. Përd. em.* sipas kupthneve4, 6, 10,17 të mbiemrit. më të forte me zor, me pahir. Është kockë e forte *shih te* KOCKË,~A. Ka lime të forte *dikush shih te* LIMË,~A. Ka zdrukth të forte *dikush shih* Ka lime të forte *te* LIMË,~A. Shkalla e lartë do (kërkon) këmbë të forta *fj.u. shih te* SHKALLË,~A. Uthulla e forte prish enën e vet*fj.u. shih tek* UTHULL, ~A. Myka e di sa e forte është gozhda *fj. u. shih te* MYKË,~A. Grurë i forte *bot.shih* eGRURË,~I.Uj 6 i fortS (i rëndë) *kim. shih tek* UJË,~I.

FORTËSI,~A . Të qenët i forte, vetia e diçkaje që është e forte; *kund.* botësi. *Fortësia e metalit (e drurit, e betonit). Shkalla e fortësisë. Ka fortësi. Mat foriësinë.*

FORTIFIKATË ~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Vend i fortifikuar; pozicion zjarri i fortifikuar me mure të trasha, zakonisht prej betonarmeje. *Ngre fortifikata. Putem në fortifikatë. Qëllonin nga fortifikata.*

FORTIFIKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* 1. Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve FORTIFIKOJ, FORTIFIKOHEM. *Fortifikinti i qytetit (i kështjellës).*

*2.* Vend i fortifikuar, fortifikatë. *Sis tern fortifikimesh.*

FORTIFIKOHEM *vetv. usht.* Ndërtoj fortifikata në një vend për të forcuar mbrojtjen.

FORTIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~pAR *usht.* Ndërtoj mure, llogore, kulla a pozicione zjarri për t'u mbroj-tur, ngre fortifikata në një vend, në një qytet etj. për të forcuar mbrojtjen. *Fortifikoj qytetin. Fortifikonin kështjellat.*

FORTIFIKUAR (i,e) *mb. usht.* Që është pajisur me fortifikata dhe me mjete të tjera mbrojtëse, që është fortifikuar. *Qytet i fortifikuar. Kështjellë (qytezë) e fortifikuar.*

FORTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E bëj të ngurtë diçka; forcoj. *E forton barin thatësira.*

FORUM,~I i *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Mbledhje e gjerë e anëtarëve të një organi drejtues të zgjedhur të një partie a organizate tjetër, si edhe vetë ky organ; mbledhje e gjerë e përfaqësuesVe të fushave të ndrysh-me të veprimtarisë shoqërore me karaktef kombëtar a ndërkombëtar, ku shqyrtohen çështje të rëndë-sishme. *Foruntet e larta (e ulëta). Forum drejtues (udhëheqës). Forum shkencor. Forum kombëtar (ndërkombëtar). Forumet e Partisë.*

*2. hist.* Shesh në Romën e Vjetër ku bëheshin mbledhje të gjera të popullit, zhvilloheshin gjyqe, panaire etj.

FORUM,~I ii *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* 1. Oxhaku i dhomës. 2. Sobë.

FORRAS *kal,* ~I, ~UR *vet. vet a III.* E nxë diçka në mënyrë të rrasur e të ngjeshur mirë (për thesin, shportën, hambarin etj.). *Iforrasi thesi të gjitha ç"blenë.*

FOSFAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Kripë e acidit fosforik; pleh kimik që përmban kripëra të ndryshme të këtij lloji dhe që përdoret në bujqësi. *Fosfati i zinkut. Fosfati i kalciumit. Përdorimi i fosfateve.*

FOSFATIK,~E *mb. kim.* Që ka të bëjë me fosfa-tin, që i përket fosfatit, i fosfatit; që përmban fosfat, që përbëhet prej fosfatesh. *Mineral fosfatik. Shkëmbinj fosfatikë. Kripëra fosfatike. Pleh fosfatik.*

FOSFOR,~I *m. kim.* Element i thjeshtë kimik, helmues, që gjendet në disa minerale, në kocka, në indet e bimëve e të kafshëve etj. dhe që ndrit në errë-sirë e ndizet lehtë *(simboli P-);* lëndë me ngjyrë si të kuqe, që përmban këtë element dhe që përdoret për të bërë shkrepëse. *Fosfori i bardhë (i kuq). Fosfor radioaktiv. Fosfori i shkrepëseve. Oksidi i fosforit. Djegia e fosforit. Ore me fosfor. Bombë me fosfor.*

FOSFORlK,~E *mb. kim.* 1. Që ka të bëjë me fos-forin, që i përket fosforit, i fosforit; që përmban fosfor, që përbëhet prej fosfori; që përmban fosforite. *Pleh fosforik. Acid fosforik. Mineral fosforik. Kripë fosforike.*

2. Që ndrit vetiu në errësirë; që jep një dritë si ajo e fosforit. *Dritë fosforike. Shkëlqim fosforik.*FOSFORIT,~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET *kim.* Kripë e acidit fosforik, që shërben si lëndë e parë për prodhimin e superfosfatit. *Shtresë fosforitesh. Fabrika e pasurimit të fosforiteve.*

FOSIL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeol.* Mbeturinë e një kafshe ose bime parahistorike, që është mbu-luar në tokë dhe është ruajtur në trajtë të ngurtësuar; skeleti i një kafshe të mbuluar në tokë prej shumë vjetësh me pare, që gjendet i ruajtur deri në kohën e sotme. *Studinti ifosileve.*

2. *fig. libr.* Diçka që tashmë i përket vetëm së ka-luarës, diçka që ka mbetur prej kohësh ashtu siç ka qenë dhe nuk është zhvilluar me. *Ka mbetur fosil.*

FOSILIZOHET *vetv.* ~UA (n), ~CAR. 1. *gjeol.* Bëhet fosil, kthehet në fosil. *Është fosilizuar një or-ganizëm (një kafshe).*

2. *libr.* Ngurtësohet e nuk ndryshon me, mbetet në gjendjen e në formëa që ka pasur. *Fosilizohet një parashtesë.*

3. *fig. libr.* Bëhet fare i vjetruar e nuk zhvillohet me, mbetet vetëm si dëshmi a si gjurmë e së kaluarës.

FOSHNJARAK,~E *mb.* 1. Foshnjor. *Fytyrë fosh-njarake. Lodra foshnjarake. E qarë foshnjarake.*

2. *fig. keq.* Që është karakteristik për një fëmijë të vogël, që i shkon a i përshtatet një foshnje; i pa-pjekur. *Veprim (mendim) foshnjarak. Në mënyrë foshnjarake.*

FOSHNJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fëmijë i vogël që ushqehet ende me qutnështin e nënës, fëmijë djepi. *Foshnjë e porsalindur. Foshnjë gjiri. Zë foshnje. Shtëpia e foshnjës. Mendje (punë) foshnje. Është ende foshnjë. Qan foshnja. Qante si foshnjë.*

2. *mospërf.* Njeri i papjekur dhe fate pa përvojë në jetë; fëmijë.

• Dridhej foshnja (fëmija, barra) në bark të nënës *shih te* DRIDHEM. E ka parë ujkun që fosbnjë *shih tek* UJK,~Ui.

FOSHNJËRI,~A . 1. Të qenët foshnjë, koha kur një fëmijë ushqehet ende me qumështin e nënës; fëmijëria e hershme. *Mosha e foshnjërisë.*

2. *përmb.* Tërësia e foshnjave, foshnjat.

3. *fig.* Etapa e parë a më e hershme e qenies dhe e zhvillimit të diçkaje.

4. edhe *sh.* ~RA, ~RAT *bised. mospërf.* Veprim fare i papjekur, punë a sjellje prej foshnjash. *Ç'ishin ato foshnjërira që bënte?*

FOSHNJOR, ~E *mb.* Që lidhet me foshnjën ose me foshnjërinë, që i përket foshnjërisë, i foshnjërisë; që është karakteristik për foshnjat ose për foshnjërinë; që ndodh në kohën e foshnjërisë. *Mosha foshnjore. Sëmundje foshnjore. Vështrim foshnjor. Zbavitje foshnjore.*

2. *fig.* Që i përket periudhës më të hershme të qenies së diçkaje, fillestar. *Periudhë foshnjore.*

3. *vjet.* Që kishte të bënte me arsimin parashkollor të fëmijëve. *Shkollë foshnjore.*

FOSHNJORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Institution ku edukoheshin dhe merrnin arsim fëmijët e moshës nga katër deri në gjashtë vjeç; kopsht fë-mijësh (në vitet e para pas Çlirimit). *Mësuese e fosh-njores. Shkonte në foshnjore.*

FOTO- *fjalëform. libr. V* jesa e parë e disa f jalëve të përbëra, me kuptimet: 1. *spec.* Që lidhet me fotogra-finë, që përmban fotografi, fotografik; i fotografuar (p.sh. fotoaparat, fotoekspozitë, fotokopje, fotostudio etj.).

2. Që merret me fotografi, që bën fotografi, që fo-tografon (p.sh. fotoamator, fotokorrespondent, foto-reporter etj.).

3. *spec.* Që ka të bëjë me dritën, që lidhet me du-kuritë e dritës, që bëhet me anë të dritës, nën Veprimin e nën ndikimin e dritës (p.sh. fotoelektrik, fotoele-ment, fotokimi, fotosferë, fotosintezë etj.).

FOTOGRAF,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Mjeshtër që nxjerr në fotografi, ai që e njeh mirë artin e fotografimit dhe e ushtron këtë profesion. *Fotograf pro-fesionist (amator). Fotografi i revistës (i gazetës).*

FOTOGRAFI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Fytyra e dikujt ose figura e dikujt a e diçkaje, e riprodhuar në letër me anë aparatesh të posaçme. *Fotografi bardhë e zi (me ngjyra). Ekspozitë (album) fotografish. Zma-dhoj fotagrafinë. Botoj fotografitë. Nxjerr në fotografi* fotografoj. *Dal në fotografi* fotografohem.

2. Teknika e riprodhimit të figurave të njerëzve e të sendeve në letër etj. me anë aparatesh të veçanta optike nën veprimin e rrezeve të dritës etj.; arti i fo-tografimit; mjeshtëria e fotografit. *Fotografi artist ike.*

3. *fig.* Riprodhim a përshkrim i përpiktë e i drejt-përdrejtë i një ngjarjeje, i një dukurie etj. pa dalluar atë që është e rastit nga ajo që është tipike dhe pa bërë ndonjë përgjithësim; fotografim i thjeshtë.

FOTOGRAFIK,~E *mb. I.* Që shërben për të fotografuar, që nxjerr fotografi; që përdoret për fotografi; që shërben për të larë filmat e për të nxjerrë fotografitë etj. *Aparat*

*fotografik. Letër (pllakë) fotogra-fike. Laborator fotografik.*
2. Që ka të bëjë me teknikën dhe me mjeshtërinë e fotografimit; që është bërë me anë të fotografimit. *Arti fotografik. Krijimtaria fotografike. Riprodhim fotografik.*
3. Që përmban fotografi, me fotografi. *Album fotografik. Ekspozitë fotografike.*
4. *fig.* Që e riprodhon a e përshkruan diçka drejt-përdrejt e në mënyrë të përpiktë, ashtu siç është, pa dalluar atë që është e rastit nga ajo që është tipike dhe pa bërë ndonjë përgjithësim. *Përshkrim (trajtim) fotografik. Pikturë fotografike.*
FOTOGRAFlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FOTOGRAFOJ, FOTOGRAFOHEM. *Fotografimi i qytetit (i vullnetarëve, i yjetfe, i peshqVe). Fotografim në ujë (në det).*
2. *shih* FOTOGRAFI,~A $_2$.
FOTOGRAFOHEM. 1. *vetv.* Dal në fotografi,
bëj një fotografi të Vetes sime.
2. *Pës. e* FOTOGRAFOJ.
FOTOGRAFOJ *kal.,* ~OVA, ~-UAR. *I.* Nxjerr në fotografi. *Fotografoj fshatin (shkollën). Fotografoj shokët.*
*1. fig.* Riprodhoj a përshkruaj diçka drejtpërdrejt e me përpikëri, ashtu siç është, pa dalluar atë që është e rastit nga ajo që është tipike dhe pa bërë ndonjë përgjithësim. *Fotografon faktet.*
3. Vëzhgoj në mënyrë të përpiktë veprimet e dikujt, mat si me kronometër një proces pune etj. *Fotografoj ditën e punës.*FOTOGRAFUES,~E *mb.* Që shërben për të foto-grafuar, që nxjerr fotografi, që fotografon. *Aparat jotografues.*
FOTOKOPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Kopje e fo-tografuar e një dokumenti, e një dorëshkrimi etj. *Fotokopja e letfës (e dorëshkrimit, e dokumentit).*
FOTOKOPJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj kop-jen e një dokumenti, të një dorëshkrimi etj. duke e fotografuar, rIprodhoj me anë të fotografimit.
FOTON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fiz.* Grimcë elemen-tare e dritës. *Shpejtësia e fotonit.*
FOTOREPORTER,~I *m. sh.* ~Ë, —ËT. Foto-graf që është ngarkuar të ndjekë ngjarjet me anë të fotografive, të cjlat botohen në një gazetë, në një re-vistë etj. *Fotoreporteri i gazetës.*
FQINJ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që banon afër me dike tjetër, ai që e ka shtëpinë a banesën ngjitur me atë të një tjetri. *Fqinji im. Fqinjë të mirë. Jemi fqi-një. Shkoj te fqinjët.*
*'2.* Shtet a vend që ka kufi të përbashkët me një tjetër; secili nga popujt e vendeve që kanë kufi të përbashkët. *Marrëdhëniet me fqinjët. Fqinjët tanë të Jugut (të Veriut).*
*3.* Ai që ndodhet a është ulur afër dikujt tjetër.
FQINJ,~E *mb.* 1. Që banon afër një tjetri; që jeton pranë e pranë me një tjetër. *Familje fqinje.*
2. Që ka kufi të përbashkët me një shtet tjetër, që është afër me një vend a me një popull tjetër. *Shtete (vende) fqinje. Popuj fqinj.*
3. Që ndodhet në një truall të afërt me një tjetër; që ndodhet afër a përbri dikujt; që është vendosur a është ulur pranë dikujt a diçkaje tjetër. *Shtëpi fqinje. Tryeza fqinje. I sëmuri fqinj. Aral (tokat) fqinje. Gjiihë fqinje. Në fshatin fqinj. Në dhontën fqinje.*
FQINJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *Fem.* e FQINJ,~I. *Një nga fqinjat e mia.* '+ Pula e fqinjës të duket patë *shih te* PATË,~A.
FQINJËRI,~A . 1. *përmb.* Njerëzit që banojnë afër me njeri-tjetrin, fqinjët. *U mblodh fqinjëria.* 2. Fqinjësi.
FQINJËROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Jetoj afër dikujt tjetër me shtëpi, jam fqinj me dike.
*2I* Kam hyrje e dalje me fqinjin, kam marrëdhënie të mira, jetoj në fqinjësi të mirë me të. *Fqinjëron me të gjithë.*
FQINJËSI,~A . 1. Të qenët fqinj.
2. Vajtje e ardhje me fqinjët, marrëdhënie të mira ndëiriijet fqinjësh. *Marrëdhënie fqinjësie. Rrojnë në fqinjësi të mirë.*
FQlNJËSOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me fqinjësinë, që j përket fqinjësisë, i fqinjësisë; që është karak-teristik për fqinjët e mirë, miqësor. *Marrëdhënie fqi-njësore.*
FQOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fjollë.
FRAGMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Cope e thyer prej diçkaje, pjesë. *Fragment ene.*
2.Pjesë e marrë veças prej diçkaje, pjesë e një vepre artistike; pjesë e shkëputur a e mbetur nga një tekst. *Fragment letrar (muzikor). Fragmente romani (poeme). Fragment i një Jorëshkrimi.*
3. Periudhë kohe; pjesë nga jeta a veprimtaria e dikujt. *Fragmente nga jeta.*
FRAGMENTAR,~E *mb. libr. 1.* Që është ruajtur i paplotë, që i kanë mbetur vetëm pjesë të veçanta. *Vepër fragmentare.*
*2.* Që nuk përbën diçka tërësore me pjesë të li-dhura në mënyrë organike, që është në trajtë frag-mentesh. *Poemë fragmentare. Roman fragmentar. Paraqitje (në mënyrë) fragmentare.*
FRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj palltoje e zezë për burra, me fund të hapur përpara, me kinda të gjatë e të ngushtë prapa, që vishet në dIsa vende gjatë pritjeve zyrtare ose në raste të tjera të shënuara. *Frak i gjatë. I veshur me frak.*
FRAKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Grup i orga-nizuar njerëzish, anëtarë të një partie politike, të ci-lët zhvillojnë një veprimtari të mëvetësishme në par-lamentet dhe në organizatat politiko-shoqërore të vendeve borgjeze. *Fraksion parlamentar. Fraksioni komunist.*
2. Grup i organizuar i anëtarëve të një partie politike në vendet borgjeze e revizioniste, që për çështje të veçanta ka pikëpamje të ndryshme me vijën e për-gjithshme të partisë dhe që e zhvillon veprimtarinë e tij brenda partisë në mënyrë të hapët; bashkim i fshehtë e i përkohshëm politik, i përbërë nga disa elementë armiq në gjirin e një partie komuniste, që përpiqen t'i kundërvihen vijës së përgjithshme mark-siste-lenfniste të saj. *Fraksion armiqësor (kapitullues, përçarës). U shpartalluan fraksionet.*
FRAKSIONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën pjesë në një fraksion, ai që merret me veprimtari fraksioniste; përçarës.
FRAKSIONIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me frak-sionin, që i përket fraksionit, i fraksionit; që nxit formimin e fraksIoneve; përçarës. *Veprimtari (po-litikë) fraksioniste. Rrymë fraksioniste. Grup (element) fraksionist. Metoda fraksioniste.*

FRAKSIONIZËM,~MI *m. libr.* Veprimtaria fraksioniste brenda një partie politike; prirja dhe veprimtaria për të formuar fraksione. *U dënua fraksionizmi.*

FRANCEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor Vendës i Frances ose ai që e ka prejardhjen nga Franca.

FRANCEZ,~E *mb.* Që lidhet me Francën ose me francezët, që është karakteristik për Francën ose për franceZët, i Frances ose i francezëve; që është krijuar nga francezët. *Populli francez. Ekonomia franceze. Kufiri francez. Shtetas francez. Kultura franceze. Këngë franceze.*

FRANÇESKAN,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Murg i një urdhri reaksionar katolik, të themeluar në she-kullin XIII (në vendet ku vepron kisha katolike; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Urdhri (kuvendi) i françeskartëve. Kisha e françeskanëve.*

FRANCESKAN,~E *mb.* Që ka të bëjë me françes-kanët, që lidhet me françeskanët; që u përket françeskanëve, i françeskanëve. *Urdhri françeskan. Prift (murg) françeskan.*

FRANG,~U *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Njësia monetare bazë e Frances, e Belgjikës dhe e Zvicrës; monedhë që ka këtë vlerë. *Frangu francez (zviceran). Zhvleftë-simi i frangut.*2. *hist.* Njësia monetare bazë e shtetit shqiptar deri me 1946; monedha që kishte këtë vlerë. *Frangu shqiptar.*

FRANXHOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bukë gruri e bardhë, e gatuar me brume të ardhur, në trajtë të zgjatur e të rrumbullakët.

FRAQ,~I *m.* Të ftohtë i madh, i thatë e me ngricë; acar, cingërimë, thëllim; erë shumë e ftohtë dhe e thatë që fryn në dimër. *Fraq i madh. Fraqi i dimrit. Ka (bën) fraq. Të pret fraqi.*

FRAQOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bën të ftohtë i madh, i thatë e me ngricë, bën fraq; bën acar. *U fra-qua moti (koha).*

2. Marr të ftohtë, ftohem shumë. *U fraquan natën.*

3. Thahem pak nga rrobat, terem; *vet. veta HI* fikatet. *Fraqohem në diell.*

4. Me skuqet dhe me rripet lëkura nga të ftohtët e madh ose nga fërkimi; kuhem. *Fraqohem në fytyrë (në hundë). Fraqohem në sqetull.*

5. *Pës. e* FRAQOJ.

FRAQOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Thaj a ter diçka duke e lënë jashtë në diell ose në erë, duke e vënë në një Vend të posaçëm etj. *Fraqoj drutë (dërrasat). Fraqoj petët. Fraqoj grurin (misrin, duhanin). E fraqoi era token.*

*2.* Thek bukën në zjarr. *Fraqoj bukën.*

FRASHËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Dru ose shkurre pylli me gjethe të gjata e të dhëmbëzuara dhe me degë të trasha, që e ka lëndën të bardhë, të forte e pa nyja dhe përdoret për të bërë vegla të ndryshme ose për zjarr. *Frashër i bardhë (i zi). Frashër mali (fushe). Frashër uji. Sfurk (heshtë) frashri.*

FRASHËRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll me frashër. *Frashërishtë e dendur.*

FRASHËRT (i,e) *mb.* Që është ose që është bëfë prej frashri. *Shkop i frashërt. Sfurk i frashërt. Bucelë e frashërt. Dru të frashërta.*

FRASHl,~A . Erë e ngrohtë që fryn nga jugu e sjell shi, jugë. *Fryn frashia.*

FRASHNAJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Frashërishtë.

FRASHTË (i,e) *mb. shih* FRASHËRT (i,e). *Dru të frashta.*

FRAT,~I *m. sh.* FRETËR, FRETËRIT. Murg françeskan. *Kuvendi i fretërve.*

FRAZEOLOGJI,~A . 1. *gjuh.* Tërësia e togjeve dhe e thënieve a e shprehjeve të qëndrueshme të një gjuhe, të cilat janë të pandashme nga ana leksikore, kanë kuptim tërësor, të njësishëm, të mëvetësishëm e gjithnjë të figurshëm, riprodhohen në ligjërim si një-si të gatshme dhe kryejnë funksionin e një fjale a të një f jalie të vetme. *Frazeologjia gjuhësore. Frazeologjia e gjuhës shqipe. Gjuhë me frazeologji të pasur. Mbledh-ja e frazeologjisë. Studimi (klasifikimi, botimi) i frazeologjisë.*

*1. gjuh.* Pjesë e leksikologjisë që studion njësitë e tilla të një gjuhe a të një grupi gjuhësh.

3. edhe *sh.* ~, ~TË *keq.* Fjalë e shprehje që duken të bukura, por fshehin a shtrembërojnë të vërtetën ose janë të zbrazëta e pa vlerë. *Frazeologji e zbrazët (boshe). Frazeologji oportuniste (revizioniste). Frazeologji demagagjike.*

FRAZEOLOGJIK,~E *mb.* 1. *gjuh.* Që ka të bëjë me frazeologjinë, që i përket frazeologjisë, i frazeologjisë; që është njësi e frazeologjisë, që lidhet me njësitë e frazeologjisë; që përmban njësi të frazeologjisë. *Njësi frazeologjike* tog i qëndrueshëm fjatësh ose thënie a shprehje e qëndrueshme që ka tiparet dalluese të frazeologjisë. *Tipat e njësive frazeologjike. Togfjalësh frazeologjik. Shprehje (përngjitje) frazeologjike. Fjalor frazeologjik.*

2. *keq.* Që karakterizohet nga fjalë e shprehje, të cilat janë të bukura në dukje, por fshehin a shtrembërojnë të vërtetën ose janë fare të zbrazëta e pa vlerë. *Stil frazeologjik.*

FRAZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Tërësi fjalësh, të lidhura me njëra-tjetrën sipas rregullave gramatikore të një gjuhe, të cilat shprehin një mendim të plotë. *Frazë e bukur.*

2. *keq. shih* FRAZEOLOGJI,~A 3. *Fraza të zbrazëta (të fryra). Frazë e vjetruar. Froze demagogjike.*

3. *gjuh.* Periudhë. *Sintaksa e frazës. Ndërtimi ' frazes. Përbërja e një fraze.*

4. *muz.* Pjesë e shkurtër e një vepre muzikore, që përbën një tërësi me vete ose shpreh një mendim të plotë muzikor. *Frazë muzikore (melodike).*

FRE,~RI 1 m. *sh.* ~RË, ~RËT. 1. Gojëza prej metali së bashku me rripat, e cila u Vihet kuajve e mushkave për t'i drejtuar ose për t'i ndaluar. *Rripat e frerit. Gojëza e frerit. I vë frerin. Tërheq (shtrëngoj, lëshoj) frerin. la heq frerin.*

2. Gojëz prej teli, prej druri a prej një rrobe të trashë, që u vihet disa bagëtive për të mos ngrënë ose për të mos pirë. *Freri i viçit (i kecit, i dentil).*

3. *fig.* Pengesë që të detyron të qëndrosh në vend e të mos përparosh; diçka që ndalon a që vështirëson zhvillimin.

*ir* Pa fre pa u përmbajtur; lirisht, pa asnjë kufizim. S'ka fte është i papërmbajtur; s'ka njeri që e mbi-këqyr e që kujdeset për të. la lëshoi (ia liroi) frerin (kapistallin, kapistrën) *dikujt keq. shih* re LËSHOJ. Mban frerin *shih te* MBAJ. E mban në fre *dike* e mban nën kontroll të rreptë, nuk e lë të bëjë si të dojë; nuk e lë të shkojë përpara në njc fushë të veprimtarisë; e frenon. Ia shtrëngoi (la rablodhi) frerin (rripat) *dikujt shih te* MBLEDH. I vë fre *dikujt a diçka}e* e pengoj, e ndaloj; e frenoj. Vë (fut) në fre *dike* e vë nën kontroll të rreptë; përpiqem ta frenoj. Ia lëshoi frerin gojës (gjuhës) filloi të

ftasë pa u përmbajtur, nuk matet mirë kur flet. E mori frerin nëpër këmbë nuk ka me frikë nga njeri, nuk pyet me për asnjeri, ka marrë vrull e kujton se nuk e pengon dot askush. Ia shtrëngoi frerin gojës (gjuhës) flet me me kujdes, tregohet me i matur në të folur, e mblodhi gojën. I vnri fre gojës (gjuhës) përmbahet në të folur; nuk flet shumë, tregohet me i matur në të folur. I vë fre pleshtit merret me gjëra fare të kota e të parëndësishme; krijon pro[1]-bleme për hiçmosgjë. Gjithkujt i duhet (i hyn në pane) një fre çdo njeri duhet të dijë kur e sa të flasë dhe si të flasë, si të sillet e të veprojë.

FRE,~RI 11 *m. sh.* ~RË, ~RËT. 1. Kërcelli i veshit të rrushit që mbetet po t'i heqim kokrrat. *Freri i rrushit.*

*2.* Bishti i frutit të disa pemëve e perimeve. *Freri ifikut (i kungullit).*

FREGATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vet.* Anijee vogël dhe e shpejtë me vela, që përdorej në shekujt XVIII-XIX në Iuftimet detare.

2. Anije e shpejtë luftarake, e pajisur me artileri, që përdoret për të ndjekur nëndetëset armike ose për të shoqëruar anijet e rënda dhe për t'i mbrojtur ato nga sulmet ajrore. *Fregatë e lehtë. Kapiteni i fregatës.*

3. *zoo!.* Shpend i fuqishëm që jeton në ishujt e oqea-neye e në detet tropikale, me krahë të mprehtë, me bIsht të gjatë e të bigëzuar dhe me sqep të madh e të kthyer në majë; shqiponjë deti. *Fluturojnë fregatat në stuhi.*

FREGULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Degë e njomë, e gjatë, e hollë dhe e drejtë, lastar; fidan i gjatë e i driejtë; purtekë. *Fregull plepi.*

FREKËPUTUR *mb.* 1. Që i është këputur ose që e ka këputur frerin; frelëshuar.

2. *fig.* I papërmbajtur, frelëshuar, i pafre. *Djalë frëkëputur.*

FREKUENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *spec, shih* DENDURI,~A. *Frekuencë e lartë (e ulët). Frekuenca e lëkundjeve. Frekuenca e zë'rit.*

FREKUENTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sip;as kuptimeve të foljeve FREKUENTOJ, FREKUEN-TOHET. *Frekuentimi i mësimeve (i shkollës).*

FREKUENTOHET *libr. Pës. e* FREKUENTOJ.

fREKUENTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Shkoj rrçgullisht në një shkollë a në një kurs; shkoj shpesh në bibliotekë, në një muze etj.; ndjek. *Frekuentoj shkollën (bibliotekën).*

FRELËSHUAR *mb.* 1. Që i është lëshuar a i është lirilar freri. *Ikte kali frelëshuar.*

2- *fig-* Që është lënë i lire të veprojë a të bëjë si të dojë; i papërmbajtur, i pafre. *Njeri frelëshuar.*

FREN,~I *m. kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël e një automobili a e një mjeti tjetër lëvizës, që shërben për të hdaluar ose për të ngadalësuar lëvizjen. *Frena au-torhatikë (hidraulikë). Frenat e automobilit (e biçi-kletës, e trenit). Frenat e dorës (e këmbës). Frena me ajër (me alkool, me sustë). Iu këput freni. Mbaj (shtrën-goj, tërheq) frenat. Shkel (lëshoj) frenat.*

*2. fig.* Drejtimi a udhëheqja e diçkaje. *Frenat e shtetit. Mori (shtiu në dorë) frenat.*

FRENIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FRENOJ, FRENOHEM. *Fre-nim i menjëhershëm. Frenimi i veturës.*

2. *fiziol.* Ndërprerja a dobësimi i veprimtarisë së një organi ose të indeve të organizmit; ndalimi ose ulja e veprimtarisë së qendrave nervore të trupit; *kund.* nxitje. *Frenim nervor. Sistemi i frenimit. Qendra e frenimit. Nxitja dhe frenimi.*

FRENOHEM *vetv.* 1. Përmbahem, tregohem i për-mbajtur në diçka. 21 *Pës. e* FRENOJ.

FRENOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Ndaloj a nga-dalësoj me anë të frenave lëvizjen e një automobili ose të një mjeti tjetër lëvizës. *Frenoj makinën (biçi-kletën, trenin).*

2. *fig.* Bëj që dikush a diçka të mbetet në vend e të mos shkojë me përpara; i vë fre a pengesë dikujt a diçkaje, e përmbaj; pengoj a ngadalësoj zhvillimin ose përparimin. *Frenoj veten. Frenoj lumin. Frenon zhvillimin e diçkaje. Frenon lëvizjen.*

3. *fiziol.* Ndërpres a dobësoj veprimtarinë e një organi ose ngacmimin e indeve të organizmit; ndaloj a ul veprimtarinë e qendrave nervore të trupit; *kund.* nxit. *Frenon trurin (qelizat nervore).*

FRENUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *hek.* Ai që me-rret me ndreqjen dhe me kontrollimin e frenave të trenit.

2. *tek.* Mekanizëm që shërben për të ndaluar a për të ngadalësuar lëvizjen e diçkaje.

3. *fig.* Ai që ndalon ose pengon zhvillimin e përparimin e dikujt a të diçkaje.

FRENUES,~E *mb.* 1. Që shërben për të ndaluar ose për të ngadalësuar me anë të frenave lëvizjen e një automobili a të një mjeti tjetër lëvizës. *Mekanizëm frenues.*

*2. fig.* Që e mban në vend dike a diçka, që nuk e lë të shkojë me përpara; që e pengon a e ngadalëson zhvillimin e përparimin e dikujt a të diçkaje. *Qëndrim (veprim) frenues. Pikëpamje frenuese.*

FRENJË,~A . edhe FRENJËZ,~A . *sh.* ~A, '~AT. 1. Fre rrushi.

2. *fig.* Pjesa pa vlerë e diçkaje, ajo që s'nevojitet më e flaket. *mbetën vetëm frenjat.*

FRESK,~U *nt.* 1. Gjendje e motit kur nuk është as ngrohtë as ftohtë, freski; vend i freskët. *Fresku i nates (i mbrëmjes). Fresku i pranverës. Fresku i bjesh-këve. Kam fresk* ndiej freski.

2. Erë e lehtë dhe e freskët. *Ka fresk* fryn erë e freskët. *bëj fresk* e freskoj.

3. *shih* FRESKORE,~JA.

4. *si ndajf.* Freskët. *Është (bën) fresk.* FRESKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *art. shih* AFRESK,
~U.

FRESKËT (i,e) *mb.* 1. Që nuk është as i ngrohtë as i ftohtë, që është pak si i ftohtë (për motin, ajrin, ujin etj.). *Mot i freskët. Kohë (mbrëmje, natë, vjeshtë) e freskët. Mëngjes i freskët. Ujë i freskët. Ajër i freskët.*

2. Që nuk ka vape a të nxehtë, që e mban tempera-turën as të lartë as të ulët; që mban freski. *Dhomë (shtëpi) e freskët. Vend i freskët.*

3. Që është prodhuar a ka dale para pak kohe, që sapo është marrë, është mbledhur ose është këputur nga diçka; i njomë, i proshkët. *Gjalpë i freskët. Mish i freskët. Vezë të freskëta. Pemë (perime) të freskëta. Prodhim i freskët.*

4. Që sapo është bërë, që sapo ka ndodhur a është thënë, që është marrë kohët e fundit; i ri. *Gjurmë e freskët. Përshtypje e freskët. Lajm i freskët.*

5. *fig.* Që është plot gjallëri, që nuk është i lodhur; që i ka përtërirë forcat, i këndellur; që shpreh gjallëri. *Pamje (fytyrë) e freskët. Trupa (brigada, divizionë) të freskëta. Me forca të freskëta. Zgjohem i freskët.*

6. *fig.* Që është i gjallë, që ka një shkëlqim të ëmbël, që është i kënaqshëm për syrin (për ngjyrat). *Ngjyra të freskëta. E kuqe e freskët.*

7. *si em.* ~, ~I (0 *nt. sh.* ~, ~IT (të). Ai që ri-lexpn i fundit lëndën e një gazete përpara se të shtypet përfundimisht.

FRESKËT *ndajf.* Me temperature as të ngrohtë as të ftohtë, jo nxehtë, pa vapë (për motin dhe për mjedisin). *Bën (është) freskët. Mban freskët. moti(koha). hhte freskët jashtë. Të mbajnë freskët kito rroba.*

FRESKI,~A . 1. Të qenët i freskët; gjendje e freskët. *Freskia e kohës (e motit). Freskia e ajrit (e ujit). Freskia epranverës. Freskia e trupit (e lëkurës, e fytyrës). Humbet* (*ruan) freskinë. Sjell freski. Ndiej freski.*

2. Erë e lehtë dhe c freskët, fllad i freskët. *Fryn freski.*

3. *fig.* Diçka origjinale dhe e gjallë, që shfaqet në mënyrë të këndshme e tërheqëse dhe të jep këna-qësi. *Freskia e arleve tona. Freskia e jetës.*

FRESKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FRESKOJ, FRESKOHEM.

*Freskimi i motit. Preskimi i trupit. Freskimi i kujtesës. Freskimi i njohurive (i dijeve).*

2. *shih* FRESKI,~A i. *Freskimi i ntbrëmjes (i nates).*

FRESKOHËM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Bëhet i freskët, i ikën pak të ngrohtët (për raotin ose mjedisin). *Fres-kohet koha (moti). Freskohet ajri (uji).*

2. Marr fresk (duke ndenjur në një vend të freskët ose duke u larë me ujë pak si të ftohtë); ndiej freski; pi diçka të ftohtë për ta ndier veten të freskët (kur është vapë). *Freskohem në hije. Me freskohet trupi (fytyra). U freskuan me ujë burimi.*

3. *fig.* Me përtërihen a me ringjallen forcat fizike, fitoj freski trupore, këndellem; çlodhem.

4. *vet. vela III fig.* Me ringjallet në mendje, me ri-përtërihet në kujtesë diçka që ka të bëjë më të ka-luarën. *lu freskuan kujtimet.*

5. *Pës.e* FRESKOJ i,2.

FRESKOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E bëj të freskët, i heq pak të ngrohtët (për motin ose mjedisin), sjell freski. *Era (shiu) e freskoi motin. Freskoj dhomën.*

2. Bëj që ta ndiej veten të freskët, ndiej freski-*Freskoj gojën. Freskoj duart (këmbët) me ujë. Era i freskonte fytyrën (trupin).*

3. *fig.* Ringjall në mendje, ripërtërij në kujtesë diçka që ka të bëjë më të kaluarën. *Freskoj kujtimet.*

4. *vet. veta III fig.* Përtërin e ringjall forcat fizike të dikujt, këndell; çlodh. *Gjumi të freskon. Ushtrimet e freskuan.*

5. *fig.* Plotësoj më të dhënat më të reja, ripërtërij; c bëj më të gjallë diçka, gjallëroj. *Freskoi dijet (njo-huritë). Freskoj programin.*

6. *fig.* E bëj më të gjallë e më të këndshëm për syrin; i jap shkëlqim të ëmbël (për ngjyrat). *1 freskuan ngjyrat.*

• I freskoj zemrën *dikujt* e qetësoj; e kënaq.

FRESKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Përdorëse në trajtë gjysmërrethi prej letre, prej pendësh, prej plastike etj., që shërben për të bërë fresk kur është vapë; verore. *Freskore letre.*

2. *tek.* Aparat që vë në lëvizje ajrin për ta freskuar ose për ta pastruar atë në një sallë të mbyllur; ventilator. *Freskore elektrike. Fletët (krahët) e freskores.*

3. *tek.* Aparat a pajisje që përbëhet nga një sistem tubash dhe që shërben për të ftohur ujin. *Freskore uji.*

FRESKIES,~E *mb.* Që të freskon; që të jep freski. *Fllad freskues. Pije freskuese.*

FRETH,~I *m. veter., mjek.* Sëmundje që u bie kuajve në hundë (nganjëherë edhe fëmijëve) dhe që u vështirëson frymëmarrjen. *E ka zënë (e mundon) frethi.*

FREZATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor i për-
gatitur që punon me frezë.

FREZATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* FREZATOR,~I.

FREZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* 1. Makinë e posaçme, e pajisur me një thikë a me një vegël pre-rëse me dhëmbëza, e cila lëviz duke u rrotulluar dhe shërben për t'i dhënë trajta të ndryshme sipërfaqes së një sendi prej metali ose prej druri; makinë e posaçme me një turjelë që rrotullohet, e cila shërben për të shpuar diçka. *Frezë horizontale (cilindrike, verti-kale). Frezë rrotulluese. E punoi në frezë.*

2. Makinë bujqësore, me thika që lëvizin duke u rrotulluar, e cila shërben për të shkrifëruar ose për të përzier token; makinë e posaçme me thika rrotulluese, që shërben për të copëtuar imët ose për të përzier diçka. *Freza e çintentos. Shkrifëroj (përziej) token (arën) me frezë.*

FREZlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FREZOJ, FREZOHET. *Frezimi* i *tokës. Frezimi i çimentos. Makinë (daltë) frezimi.*

FREZOHET *tek. Pës. e* FREZOJ.

FREZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. *tek.* Punoj në frezë një metal ose një send prej metali a prej druri, i jap formën e duhur duke e punuar në frezë. *Frezoj boshtin (detalin).*

2. Shkrifëroj e përziej token e lëruar me frezë; e copëtoj imët, e thërrmoj dhe e përziej një lëndë në frezë. *Frezoj token (arën). Frezoj çimenton.*

FRËNG,~GU *m. sh.* ~CJ, ~GJTË *bised.* Fran-cez.

• E pagoi sa frëngu pulën e bleu shumë shtrenjtë. Fik frëngu (deti) *bot. shih te* FIK,~U. R r n s b frëngu (toke) *bot. shih te* RRUSH,~I.

FRËNG,~E *mb. bised.* Francez. *Gjuha frënge. Letërsia frënge.*

FRËNGELLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E flak diçka me force, e hedh tutje me vrull, pa u kujdesur se ku bie. *Frëngëlloj gurin. I frëngëlloi sendet në mes të udhës. Frëngëlloje tutje!*

*2.* I bie fort me diçka, fshikulloj. *Frëngëlloi kalin. E frëngëlloi me thupër (me hither).*

FRËNGJI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *vjet.* Një e çarë si dritare e vogël dhe e ngushtë në muret e kullave ose në bedenat e kështjellave, që shërbente për të që-lluar me armë. *Frërtgjitë e bedenave. Kullë me frëngji. Qëlloi nga frëngjia.*

2. *usht.* Dritare e Vogël e tankut, e bunkerit ose c ndonjë mjeti tjetër të fortifikuar, që shërben për të parë dhe për të qëlluar me armë. *Frëngjia e tankut (e bunkerit).*

FRËNGJISHT *ndajf.* Në gjuhën frënge. *Flas (shkru-aj) frëngjisht.*

FRËNGJlSHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane, me prejardhje nga latinishtja, që flitet në France dhe në disa vende të tjera, gjuha frënge.FRËNGJYZAK,~E *mb. bised. 1.* Që është i sëmurë nga sifilizi, sifilitik. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

FRËNGJYZË,~A . *bised.* Sifiliz. *I kish rënë frëngjyza. Mori frëngjyzën.*

FRIGORIFER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dollap ose dhomë me një aparaturë të posaçme ftohëse, ku ruhen në gjendje të

freskët ose të ngrirë ushqime të ndrysh-me si mishi, bulmeti, pemët, perimet etj. *Frigorifer shtëpie. Frigoriferi i ndërmarrjes ushqimore (i mishit).*
FRIK *kal,* ~A, ~UR. Frikësoj, tremb. FRIKAC,~E *mb. mospërf.* Frikacak.
FRIKACAK,~E *mb. mospërf.* 1. Që ka shumë frikë, që trembet shpejt.
2. *si em.* ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka shumë frikë.
FRIKAKEQ,~E *mb. mospërf.* Frikacak. FRIKAMAN,~E *mb. mospërf.* Frikacak. FRIKANJOS,~E *mb. mospërf.* Frikacak. FRIKASH,~E *mb. mospërf.* Frikacak. FRIKEM *vetv.* Frikësohem, trembem.
FRIKË,~A . 1. Ndjenjë shqetësimi të thellë kur jemi përpara një rreziku që na kanoset drejtpër-drejt a përpara një rreziku të ardhshëm, përpara një fatkeqësie etj. *Me frikë të madhe. Ndjenja e frikës. Të kallte frikën. I vjen frikë. Ka frikë. Ka marrë frikë* është trembur. *hyri (e zuri) frika. la ka frikën di -k uj t a di çkaje i* trembet, i druhet. *I doli (I ikii) frika. Ka frikë nga hija e vet* është frikacak i madh. *Shtangu (mbeti, dridhej) nga frika. Ska frikë nga vdek-ja. Pa frikë* pa asnjë ngurim.
2. Dyshim, pasiguri. *Ka frikë a e bën dot. Është frikë se mos bjerë breshër.*
> I ka hyrë frika në pake (në bark, në mlsh) *shih te* PALCË,~Ajs.
FRIKËS,~E *mb.* Frikacak.
FRIKËSIM,~I *nt. sh.* ~E, ~ET. X. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeVe të foljeve FRIKËSOJ, FRIKËSOHEM.
2. Mjet a mënyrë që përdor dikush për të frikësuar dike; kërcënim. *Nuk i mposhlën dot me frikësime.*
FRIKËSOHEM *vetv.* 1. Me zë frika, me vjen frikë, me hyn frika; trembem. *Nuk u frikësua fare.* 2. *Pës. e* FRIKËSOJ.
FRIKËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I fut frikën dikujt, bëj që të frikësohet; tremb.
FRIKËSUAR (i,e) *mb.* Që i ka hyrë frika, i trembur.
FRIKËSUES,~E *mb.* Që të fut frikën, që të fri-kësbn. *Mjete (mënyra) frikësuese. Pamje frikësuese.*
FRIKOHEM *vetv. bised.* Frikësohem.
FRIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *bised.* Frikësoj.
FRlKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që të shtie frikën, që të tremb; I tmerrshëm. *Pamje e frikshme. Gjë e frikshme. Ëndërr e frikshme. Zë i frikshëm.*
2. Frikacak. *Njeri i frikshëm.*
FRINGO *mb. bised.* 1. Që sapo është bërë a është prodhuar, fare i ri. *Këpucë (rroba) fringo.*
*2. përd. ndajf.* Veshur me rroba shumë të mira e lë pastra; me rroba krejt të reja. *Ishte veshur fringo. Rrinte fringo.*
FRON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lloj karrigeje e ulët, Zakonisht prej derrase dhe pa mbështetëse; ka-rrige. *Fron shtëpie. Rri (ulem) në fron.*
2. Karrige e zbukuruar, që vendoset në një vend të veçantë, ku zakonisht rrinë mbretërit, peshkopët etj. gjatë pritjeve zyrtare ose kur zhvillohen ceremoni të posaçme. *From i mbretit;*
3. *fig.* Pushteti i lartë i një mbreti a i një perandori. *Fitoi (humbi) fronin. Lafronin. Hipi nëfron. Ra (zbriti) nga froni.*
*4.* Fundi i lartë e i zgjeruar i një gote a i një ene tjetër. *Got a me fron.*
5. Take e lartë e këpucëve te grave. *Këpucë me fron.*
*6.* VIgu I të vdekurit.
• Lëshoi fronin (vendin) *shih te* LËSHOJ.

FRONT, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *usht.* Brezi i ye-primeve luftarake të trupave dhe të mjeteve, që qën-drojnë ballë për ballë me armikun; vija e përparuar ku janë vendosur forcat ushtarake Vepruese në dallim nga prapavija. *Front i gjerë. Fronti i luftës. Fronti dhe prapavija. Lajme nga fronti. Zunë frontin. Shkoi në front. U kthye nga fronti. Fronti u thye. Kaloi frontin.*
2. Vendi ku jane përqendruar dhe veprojnë shumë' njerëz në një aksion a në një fushë të caktuar (zakonisht në bujqësi, në ndertim etj.). *Fronti i punimeve. Caktoj frontin e punës.*
3. Fushë, sferë a një degë e caktuar e veprimtarisë shtetërore ose shoqërore, ku përqendrohet puna e njerëzye; drejtImi i një veprimtarie të caktuar. *Fronti kryesor. Fronti ideologjik (politik, ekonomik). Në frontin e prodhintit (e bujqësisë). Në dy fronte.*
4. Bashkim i gjerë e i organizuar i forcave dhe i mjeteve për t'ia arritur sa me shpejt një qëllimi të caktuar; bashkim i gjerë njerëzish që kanë pikëpamje e synime të njëjta për diçka; organizatë e gjerë po-littke e masave të popullit që luftojnë ose punojnë për çlirimin e vendit dhe për pavarësinë kombëtare. *Front unik. Fronti kombëtar. Fronti popullor. Fronti patriotik (antiimperialist, antifashist). Fronti Demo-kratik i Shqipërisë* organizatë politike e masave të gjera popullore, që u krijua pas çlirimit të Shqipërisë si Vazhduese e Frontit Nacionalçlirimtar, e cila nën udhëheqjen e Partisë së Punës të Shqipërisë bashkon, organizon dhe mobilizon;gjithë popullin shqiptar për ndertimin e shoqërisë socialiste dhe për mbrojtjen e Atdheut. *Fronti Nacionalçlirimtar* organizatë politike e masave të gjera popullore, që u krijua gjatë Luftës NacIonalçlirimtare të popullit shqiptar mbi bazën e bash imi't vullnetar dhe të aleancës së klasës punëtore me fshatarësinë punonjëse nën udhëheqjen e Partisë Komuniste të Shqipërisë, që bashkoi të gjithë shqiptarët patriotë në luftën kundër pushtuesve fa-shistë e tradhtarëve të vendit për çlirimin e Atdheut.
5. Ana a pjesa e përparme e diçkaje, balli. *Fronti i vales. Fronti i antenës.*
*6. min. shih* BALLË,~I4. *Front i verbët. Fronti i galerisë (i tunelit, i pusit). Front kërkimi.*
7. *meteor.* Zone kalimtare midis dy masave ajroreme veti fizike të ndryshme. *Front atmosferik. Front i ngrohtë (i ftohtë). Front tropikal (polar).*
*k* NS front të gjerë në të gjithë vendin, me përmasa të mëdha, në ballë të gjerë.
FRONTAL,~E *mb. libr.* 1. *shih* BALLOR,~E 3.
*Mësymje frontale. Sulm frontal.*
*2. shih* BALLËSOR,~E. *Zgjidhje frontale.*
3. Që i drejtohet një grupi të tërë, që bëhet më të gjithë grupin e njerëzve, i përgjithshëm. *Pyetje (bi-sedë) frontale. Kontroll frontal.*
4. *meteor.* Që përbën një zone kalimtare midis dy masave ajrore me veti fizike të ndryshme; që vjen nga kjo zone kalimtare. *Sistem frontal. Shira (reshje) frontale.*
FRONTALlSHT *ndajf. libr.* Në mënyrë ballësore, në mënyrë frontale. *Përparon frontalisht. E zhvillon frontalisht.*
FRONTESPIC,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec, shih* BALLINË,~A 2-
FROR,~I *m.* Muaji shkurt.
FRUG,~U *m.* Fshikëza e ajrit te peshqit, tullum-bace.

FRUGULL,~I *m.* Vrug. *Frugulli i rrushit. I ra fru-gulli.*
• E bëj frugull *diçka* e djeg krejt, e bëj shkrumb; e përcëlloj.
FRUGULLOHET *vetv.* 1. Vrugohet. *U frugullua duhani.*
2. *Pës. e* FRUGULLOJ 2. *lu frugulluan mustaqet.*
FRUGULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto 111.* Vrugon. *Vapa i frugulloi gjethet.*
2. E djeg krejt diçka, e bëj shkrumb; e përcëlloj. *Frugulloi shtëpinë.*
FRULLl,~A . *sh.* ~, ~TË. *shih* FËRFËLLIZË,
—A.
FRULLON *pavet.,* ~OI, ~UAR. Fryn erë e forte me bore, fryn fërfëllizë. *Jashtë po frullonte.*
FRUQ,~I *m. krahin.* 1. Kokrra e një bime me fare; lënda që përbën kokrrën a farën e drithit, bukë. *Të lashtat kanë zënë fruq.*
2. *fig.* Fuqi trupore e njeriut. *Sot s'kam fruq.*
3. *fig.* Dobi, vlerë; duk. *S"ka fruq.*
4. *fig.* Thelbi i një çështjeje. *Fruqi i kuvendit.*
FRUSHKULL,~LLI m. *sh.* ~J, ~JT dhe FRUSHKULL, ~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* FSHIKULL,~A.
*ra (e qëlloi) me frushkull.*
FRUSHKULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FRUSHKULLOJ, FRUSH-KULLOHEM.
2. *shih* FRUSHKULLlMË,~A. *Frushkullimi i kam-xhikut.*
FRUSHKULLlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zhurma që dëgjohet kur qëllojmë me frushkull a me kamxhik. *Frushkullimë e forte. Frushkullima e kamxhikut.*
FRUSHKULLOHEM. *Pës. e* FRUSHKULLOJ.
FRUSHKULLOJ *kal..* ~OVA, ~UAR. 1. QëUoj me frushkull, fshikulloj. *E frushkulloi fort.*
2. *fig.* Qortoj fort dike, e kritikoj ashpër, fshikulloj. *Frushkullojmë zakonet prapanike.*
FRUSHKULLCES,~E *mb.* Që të frushkullon, fshi-kullues. *Fjalë frushkulluese.*
FRCSHULL,~'A . *sh.* ~A, ~AT. Frushullimë.
FRUSHULLfMË,~A . *sh.* ~A, ~<AT. 1. Fishkë-Uima e erës. *Dëgjohej frushullima.*
*1.* Fëshfërima e gjetheve. *Frushullimë e lehtë.*
FRUSHULLON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. FishkëUen (për erën). *Frushullon era.*
2. Fëshfërin. *Frushullon ban. Frushullojnë gjethet epemëve. Frushullon lehtë.*
FRUTARI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Dyqan pemësh. 2. Pemëtari.
FRUTDHENËS,~E *mb.* Frutor.
FRUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kokërr me tul e me lëng të ushqyeshëm, që bëjnë pemët e ndryshme e disa shkurre dhe që hahet zakonisht pas buke; pemë. *Fruta tëpjekura (të arrira). Fruta tëfreskëta (tëthata). Fruta -fere (vjeshte, dimri). Fruta dhe perime. Lëng frutash. Dyqan frutash.*
Shpaesi i frutave *zool. shih te* SHPUES, ~I.
FRUTIKULTURË,~A *bujq.* Pemëtari. *Zhvillimi i frutikulturës.*
FRUTON *jokal,* ~OI, ~UAR. Jep pemë.
FRUTOR,~E *mb.* 1. Që jep pemë. *Drurë frutorë. Bimë frutore.*
2. *si em. f. vet. sh.* ~E, ~ET *përmb.* Drurët frutorë, pemët.
FRUTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë prej qelqi, prej plastike etj. që përdoret për të mbajtur pemët në tryezë. *Fruiore me portokalle (me mollë). Frutore me fron.*

FRUTH,~I *m. mjek.* Sëmundje ngjitëse që prek sidomos fëmijët, e cila shfaqet me puçrra ose me njolla të kuqe në lëkurë dhe shoqërohet zakonisht me zjarrmi e me mahisjen e qepallave, të qiellzës e të rrugëve të sipërme të frymëmarrjes. *ka rini (e zuri) fruthi. E ka kaluar fruthin.*
Fruthi i zt (i keq) *mjek.* skarlatina.
FRYHEM *vetv.* 1. Ënjtem (nga një sëmundje, nga një goditje etj.). *Është fryrë i tërl. M'u fry dora (syri. këmba). Jfryhet barku.*
2. *bised.* Ngopem më të ngrënë, me mbushet barku. *U fry mbrëmë. Nuk fryhet asnjëherë. Hëngri sa u fry.*
3. *vet. veto 111.* Shtohet sasia e ujit (të përrenjve, të lumenjve etj.), ngrihet niveli i ujit. *U frynë lumenjtë (përrenjtë) nga shirat.*
4. *vet. veta 111.* Bymehet, mbufatet nga uji a nga një lëng tjetër. *Fryhen dërrasat e vozës. Jane fryrë dritaret e nuk mbyllen.*
5. *bised.* Shëndoshem shumë, ngjallem, majmem-*Është fryrë shumë.*
6. *fig.* Mbahem më të madh, krekosem e shes mend përpara të tjerëve. *Fryhet si gjeli majë plehut.*
7. Me hipën inati, zemërohem. *Ishte fryrë sa s'flitej me të.*8. *Pës. e* FRYJ.
• Iu frynë ijët hëngri shumë. Iu fry koka a) ndien lodhje të madhe nga puna mendore; b) iu rrit mendja. U fry si qumësht *shih te* QUMËSHT,~I. I janë fryrë tëmthat është inatosur shumë. M'u fry zemra u hi-dhërova shumë, u dëshpërova. In fry zemra nga gë-zimi u gëzua shumë, iu be zemra mal.
FRYJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Nxjerr jashtë me force ajrin e mushkërive, duke mbajtur buzët të mbledhura, ia drejtoj dikujt a diçkaje ajrin e mushkërive që nxjerr mevrull nëpërmjet gojës. *I fryj zjarrit. I fryn shkrepëses (qiriut, kandilit, llambës) për ta shuar. I fryj kafesë (qumështit, supës, gjellës) për ta ftohur. I fryj pluhurit.*
2. Drejtoj me vrull një rrymë ajri mbi diçka me anë të një mjeti. *I fryj zjarrit me kacek (me rrëshiq) për ta ndezwt.*
3. Mbush diçka me ajrin e mushkërive; mbush me shumë ajër diçka me anë të një mjeti të posaçëm; *kund.* shftyj. *Fryj topin. Fryj rrotën e makinës. Ë fryj megojë (mepompë).*
4. Çoj me force ajrin e mushkërive nëpër Vrimën e një sendi a të një vegle frymore për të nxjerrë *zë* ose tinguj muzikorë; i bie një sendi a një vegle fry-nWe. *fryj bilbilit. I fryn fyellit. I frynte borisë. I fryn gajdes.*
5. *jokal. vet. veta III.* Lëviz shpejt e me vrull (për erën). *Fryn erë. Fryn veriu (tufani). Fryn juga.*
6. Bëj që t'i fryhet dikujt ajë pjesë e trupit, ënjt. *lit fryu dorën(këntbën).*
7. *bised.* E ngop një njeri a një kafshë më të ngrënë, i mbush barkun. *Id frynë barkurt. E'fryu djalin. E fryu mushkën (kalin, lopën).*
8. *bised.* E shëndosh shumë një njeri a një kafshë, e ngjall, e majm duke e ushqyer mirë. *E mbajti dashin derisa e fryu.*
9. *vet. Veta III.* E shton shumë ujin (e përrenjve, të lumenjve etj.), ngre nivelin e ujit. *Shirat i frynë lumenjtë (përrenjtë).*
10. *vet. veta III.* E bymen, e mbufat diçka duke e ngopur me ujë a me një lëng tjetër. *Uji (lagështira) I fryn dërrasat. Shiu e ka fryrë token.*
11. *fig. keq.* Rrit, zmadhoj a zgjeroj diçka me shumë sesa duhet; e paraqit diçka më të madhe nga ç'ësh-të në të

vërtetë. *frynë organikat (kërkesat). I ka fryrë shifrat. Mos i fry të metal!*
12. *fig.* Nxit a shtyj dike kundër një tjetri me që-llim të keq. *E kanë fryrë të tjerët.*
13. *fig.* E zemëroj, e inatos dike. *E fryu, ia salli në majë të hundës.*
14. *vjet.* Ysht, nomads. *frynin fëmijës (nuses).*
15. *jokal. bised.* Iki më të shpejtë, ua mbath këmbë-ve. *Fryu nga shtëpia (nga dera).*
•*k* Fryn pendët *d i k u s h* mbahet më të madh, krekoset. Fryji sytë! s'ke për ta parë me diçka, qaje, laji duart nga diçka. Nuk të fryn në sy *shih te* SY,~RI. Mps m'i fryj shkotat! mos me mërzit, mos me inatos! I fryn (i këndon, i fishkëllen) në vesh *dikujt shih te* VESH,~I. Ia frya zemrën *dikujt* i shkaktoi dhimb-je të madhe shpirtërore, e hidhëroi shumë, e dësh-përoi. I fryn zjarrit i nxit me tepër mosmarrëveshjet, grind jet a armiqësitë. I fryn luges së tij shikon punën e tij e nuk përzihet në çështjet e të tjerëve. I ka fryrë murrani në qese *shih te* MURRAN,~I. Nga fryn era
kthen gunën (gëzofin, shpinën) vepron si t'i bëhet me mirë atij, kthen nga t'i leverdisë. Kthehet (shkon) nga të fryjë era *shih tek* ERË,~Ai. U dogj nga qulli (nga kungulli) e i fryn edhe kosit *fj. u. shih te* QULL,
FRYJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Erë shumë e forte, fry me. *Nuk të lë fryja të kalosh.*
*1.* Bore e grumbulluar nga era nëpër gropa, nëpër hendeqe etj. *Fryjë bore. Rrugën e ka zënë fryja. V fundos në një fryjë.*
FRYMË,~'A . 1. Ajri që thithim e që nxjerrim nga mushkëritë. *Fryntë e ngrohtë. Frymë e rëndë (e keqe). Fryma e njeriut. Vegël fryme* vegël frymore. *Marr frymë. Nxjerr frymën. Mbushem me frymë.*
2. Frymëmarrje. *Mbaj frymën. Me merret (me zihet) fryma. Deri në frymën e fundit.*
3. Ajri që ndodhet brenda një sendi, që fryhet e hfryhet. *Kacek me frymë. I doti fryma topit.*
4. Era që fryn; erë e fuqishme. *Frymë e forte (e madhe). Frymë e ftohtë (e ngrohtë). E zë (e rrok, e kap) fryma një Vend. E ka rrëzuar fryma misrin.*
5. *bised.* Erë e mirë ose e keqe që mban diçka, kun-dërmim. *Fryma e hudhrës (e qepës). Ndiej frymën.*
*6. kryes. sh.* ~Ë, ~JIT. Banor; vetë, njeri (zako-nisht kur e japim me një numër). *Fshat me një mijë frymë. Shtëpi me shtatë frymë. Prodhimi për frymë.*
7. *fig.* Parim themelor a tërësi parimesh, pikëpam-jesh, synimesh që përCaktojnë sjelljen e njerëzve, qëndrimin e tyre, mënyrën si Veprojnë etj.; thelbi i diçkaje, vetitë karakteristike a prirjet themelore të diçkaje; ideja kryesore që përshkon një vepër letrare a shkencore, qëllimi që na frymëzon në një punë. *Fryma e përgjithshme. Frymë e re. Frymë e vjetër (e sënturë). Frymë luftarake. Fryma kombëtare. Frymë demokratike. Fryma e kohës. Fryma e një vepre. Fryma e aksionit. Fryma e bashkëpunimit. Në frymën e mësinteve të Partisë. Lart frymën revolucionare!*
8. Jetë; *vjet.* shpirt. *Megjysmë fryme* gati si i vdekur. *doli fryma* vdiq. *Nuk ka me frymë* ka vdekur. *Është me frymë* është i gjallë, nuk ka vdekur. *Mbetipa frymë* vdiq. *Dha frymën (e fundit) vjet.* vdiq. *Mezi e mbanin frymën.*
9. *bised. përd. pakuf.* Asnjë. *Frymë njeriu nuk erdh(. Frymë gjëje nuk dallohej nga larg.*
•*k* Në frymë *të dikujt a të diçkaje* fare pranë, shumë afër dikujt a diçkaje. Në frymën e... sipas, në bazë të... Me një frymë me ngut, me nxitim, shpejt; menjëherë. Frymë me frymë shumë afër njëri-tjetrit, fare pranë. I ka dale fryma *diçkaje i* ka dale lezeti, është bërë pa shije. I doll fryma (shpirti, xhani) *di k ujt shih te* SHPIRT,~I. I doli në frymë *dikujt* u ndesh ballë për ballë me dike, i doli për-para. Me frymën (me zemrën) pezull *shih te* PEZULL. Me frymën e shenjtë *iron, shih te* SHENJTË (i,e). Deri në frymën e fundit *shih te* FUNDIT (i.e). Harxhoj frymën (kot) *shih te* HARXHOJ. Është si fryma është shumë mendjelehtë. I jap frymë *dikujt shih te* JAP. S'kam frymë ndjehem i pafuqishem, s'kam fuqi. Ia këputi frymën *dikujt shih te* KËPUT. Marr frymë *shih te* MARR. Marr frymë lirisht çliro-hem nga një gjendje e vështirë, qetësohem. Sa të marrësh frymë *shih te* MARR. I marr frymën *dik uj t shih te* MARR. Nuk merr frymë *shih te* MARR. E mbajti (Ia) frymën *di k u* arriti në një vend me vrap e me nxitim, nga që e ndiqte dikush. Sa për të mbajturfrymën (shpirtin) *shih te* MBAJ. Ta ndal frymën *di-*
*k us h* Ishtë shumë i forte, ka fuqi të madhe trupore. E ngre me frymë *dike* i bërtas fort dikujt, i kërcë-nohem a i hakërrohem. Io sos fryma (jeta) *shih te* JETË,~A. I erdhi fryma erdhi në vete, u qetësua pas një gjendjeje frike a ankthi. I zuri frymën *dikujt shih te* ZË. Mezi merr frymë a) s'ka nge të marrë frymë; b) është në gjendje shumë të vështirë, s'di nga t'ia mbajë. Nuk e lë të marrë frymë *dike* a) e ndjek hap pas hapi, nuk i ndahet për asnjë cast; b) e mundon shumë, e lodh dike. S'ka nge të marrë frymë ka shumë punë, është shumë i zënë.
FRYMËKËPUTUR *mb.* 1. I lodhur c i rraskapitur sa mezi mbahet me këmbë, i munduar. *hhte frymë-këputur.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'pati, frymëkëputwi?*
FRYMËMARRËS,~E *mb.* Që ka te bëjë me fry-mëmarrjen, që lidhet me frymëmarrjen, i frymëmarr-jes. *Veprimtari frymëmarrëse. Lëvizje frymëmarrëse. Aparati frymëmarrës.*
FRYMËMARRJE, ~A. *sh..* ~E, ~ET. 1. Thithja e oksigjenit dhe nxjerrja e gazit karbonik nga qeniet e gjalla; thithja dhe nxjerrja e lehtë e ajrit nga mush-këritë; thithja e ajrit nga qeniet e gjalla. *Frymëmarrje e lehtë (e rëndë, e thellë). Frymëmarrje e lire (e shpejtë, e ngadaltë). Frymëmarrje e plotë. Frymëmarrje e na-tyrshme (artificiale). Aparati i frymëmarrjes. Rrugët e frymëmarrjes. Bëjmë frymëmarrjen.*
2. *fig.* Gjallëri, fuqi, jetë. *Ka frymëmarrje të gjerë.*
FRYMËNXJERRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *libr.* Nxjerrja e gazit karbonik nga qeniet e gjalla; nxjerrja e frymës nga mushkëritë. *Frymënxjerrje e dobët.*
FRYMËQEN,~E *mb. mospërf.* Që e ka frymën me erë të keqe.
FRYMËQITËS,~E *mb. gjuh.* Që përftohet nga nxjerrja e rrymës së ajrit, që shoqërohet me rrymën e ajrit. *Theksi frymëqitës* theksi dinamik.
FRYMËQITJE,~A. *sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Frymë-nxjerrje.
2. *gjuh.* Nxjerrja e rrymës së ajrit gjatë formimit të tingujve të të folurit.
FRYMËSOSUR *mb.* 1. Që është lodhur shumë, i rraskapitur, frymëshuar; si *mallk.* që vdektë, që iu sostë fryma!
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mhiemrit.
FRYMËSHUAR *mb.* Frymësosur.

FRYMËSHUMË *mb.* Jetëgjatë; si *ur.* që e paste jetën të gjatë.
FRYMËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *vjet.* Ysht. FRYMËTORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Yshtëse.
FRYMËZ,~A . *mjek.* Astma, shpirra, gulçimi. *E ka zënë frymëza.*
FRYMËZËNË *mb.* 1. Që i është zënë fryma nga lodhja, që është lodhur shumë; si *mallk.* që iu zën-të fryma, që vdektë!
2. Që vuan nga shpirra, shpirraq.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. FRYMËZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi
sipas kuptimeve të foljeve FRYMEZOJ. FRYMËZO-HEM. *Burim (shembull) frymëzimi.*
2. Gjendje e ngritur e vetëdijes, gjatë së cilës shpër-then hovi krijues i njeriut nën ndikimin e ideve e të ndjenjave të fuqishme; gjendje shpirtërore e ngritur që e gjallëron shumë aftësinë krijuese të njeriut; shpirti krijues. *Frymëzim i fuqishëm (i thellë). Fry-mëzimi i art is tit (i poetit). E ka pushtuar frymëzimi.*
3. Dikush a diçka që të frymëzon. *Është një frymëzim i madh për ne.*
FRYMËZOHEM *vetv.* 1. Mbushem me dëshirë e me torca për një punë a veprimtari, marr hov të ri krijues e veprues; mbushem me frymëzim, kam frymëzim. *Frymëzohemi për fitore të reja.*
2. *Pës. e* FRYMEZOJ.
FRYMËZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Bëj që dikush të mbushet me dëshirë e me forca për një punë a veprimtari; i ngjall një mendim a një ndjenjë të thellë e të lartë, i jap hov të ri në punën krijuese, e mbush me frymëzim. *Idetë e Partisë frymëzojnë gjithë popullin. Na frymëzon shembulli i klasës punëtore.*
FRYMËZCAR (i,e) *mb.* Që është mbushur me frymëzim, i pushtuar nga frymëzimi; që ka frymëzim. *Artist (poet) i frymëzuar. Foemë e frymëzuar.*
FRYMËZCES,~E më.iJQë e frymëzon dike në punë e në jetë, që i ngjall dikujt frymëzim. *Shembull frymëzues. Mendim frymëzues. Thirrje (pdrullë) fry-mezuese.*
2. ii *em.* ~, ~I m. *sh.* ~[1], ~IT. Ai që frymëzon dike për të bërë një punë, ai që të ngjall frymëzim. *Frymëzues i zjarrtë. Frymëzuesi e drejtuesi i veprës.*
FRYMOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qenie e gjallë (za-konisht për kafshët dhe për njerëzit), krijesë e gjallë që lëviz dhe ka ndjeshmëri. *Frymorët dhe bimët.*
FRYMOR,~E *mb.* 1. Që merr frymë me mushkëri; i gjallë. *Qenie fry more.*
2. Që nxjerr tinguj muzikorë duke i fryrë me gojë, që vihet në veprim me anë të frymës (për veglat mu-zikore); që përbëhet nga vegla, të cilave u fryhet me gojë. *Vegël frymore. Orkestër frymore.*
3. *gjuh.* Që shënon qenie të gjalla. *Emrat frymore dhe jofrymorë.*
FRYRË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Vend i fryrë si bullungë në trupin e një frymori a të një bime; e ënjtur; plage e ënjtur në trup, që është shkaktuar nga një goditje ose nga ndonjë sëmundje, bullungë. *Ka një të fryrë në dorë.*
FRYRË (i,e) *mb.* 1. Që është mbushur brenda me shumë ajër; *kund.* i shfryrë. *Top i fryrë. Gome (rrotë) e fryrë.*
*2.* I mbufatur; i ënjtur. *Me ballë të fryrë. Me sy të fryrë.*
3. *bised.* I ngopur mirë, i ngjeshur më të ngrëna. *Me bark të fryrë. Është i fryrë, s'ha dot me.*
4. I bymyer a i mbufatur nga uji ose nga ndonjë lëng tjetër. *Dërrasa të fryra. Lopë me gjinj të fryrë.*
5. Që është shëndoshur shumë, i ngjallur, i maj-mur; që ka shumë tul, i tultë. *Me llërë të fryra. Me buzë të fryra.*
6. *fig. keq.* Që është rritur, zmadhuar e zgjeruar me shumë nga ç'duhet; që paraqitet me i madh ngaç'është në të vërtetë. *Organikë e fryrë. Plan i fryrë. Kërkesa të fryra. Shifra të fryra.*
7. *fig.* Që është i stërholluar e i mbushur me shumë fjalë, bombastik. *Stil i fryrë. Fjalim i fryrë.*
8. *fig.* Që e kanë nxitur kundër dikujt me qëllim të keq. *Njeri i fryrë. Ishte i fryrë.*
9. *fig. mospërf.* Që mbahet më të madh, që krekoset e shet mend përpara të tjerëve. *Ecte i fryrë.*
10. *fig.* I inatosur, i zemëruar.
11. *vjet.* I yshtur, i nomatisur. *E quanin të fryrë Vajzën.*
FRYRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *shih* FRYRËSE,
~JA i,2.
2. Punëtor në fabrikën e qelqit, që i jep trajtë brumit të xhamit, duke i fryrë me një gyp të gjatë e të hollë, *Reparti i fryrësve.*
3. Gjyryk. *Fryrësi i farkëtarit.*
*4. vjet.* Ai që yshtte a nomatiste.
FRYRËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Gyp i hollë e i gjatë, më të cilin i fryhet zjarrit.
2. *tek.* Pajisje a pjesë e një mekanizmi, që shërben për të fryrë ose për të nxjerrë me vrull ajrin. *Fryrëset ë furrës. Fryrësja e ajrit.*
3. Cope dërrase, kartoni etj. që tundet me dorë p;ër t'i fryrë zjarrit a diçkaje tjetër të nxehtë.
| 4. *vjet.* Fem. e FRYRËS,~I4.
FRYRJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjen-d[ja sIpas kuptimeve të foljeve FRYJ, FRYHEM.
FRYT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Organ, i bimëve, që zhvillohet e bëhet kokërr në trajtë e në madhësi të ndryshme, pasi pllenohet vezorja e lules dhe që ka brenda fara ose bërthama për riprodhimin e bimës. *Fryti i dushkut (i selvisë, i kumbullës, i domates). Fara (bërthama) e frytit. Formimi e zhvillimi i frytit.*
12. *vet. nj. biol.* Embrioni i pjellës së njeriut dhe të kafshëve gjitare.
3. *fig.* A jo që arrihet me një punë a me një ve-primtari, përfundimi i dobishëm I diçkaje, rezultat. *Fryti ipanes (ipërpjekjeve). Fryti i djersës së di-k uj t. Punë me (pa) fryt. Jep fryt.*
FRYTDHËNËS,~E *mb.* Që sjell dobi a përfun-difne të mira, i frytshëm. *Punë frytdhënëse. Bashkë-piinim frytdhënës. Veprinttari frytdhënëse. Në mënyrë frytdhënëse.*
FRYTËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes FRYTËZOJ. *Frytëzimi i tokave. Frytëzimi i bimëve.*
FRYTËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* l.E mbjell një tokë dhe e bëj që të jape prodhim. *Frytëzoj token.*
2. E përdor diçka për një punë të dobishme, shfry-tëzoj. *Frytëzojnë lëndën e drurit.*
*3. vet. veta 111. bot., vjet.* Pllenon. *Frytëzon Men.*
*4. jokal. vet. veta III.* Lidh fryt; jep fryte (për bimët e drurët). *Frytëzon bima (pema).*
FRYTJE *mb.* 1. I fryrë, i mbushur e me vrima të vogla. *Kashtë frytje.bot.* fryzë. *2: si em.* FRYTJE,~A. *sh.* ~E, ~ET *bot.* Fryzë.

FRYTMBARTËS,~E *mb. bot.* Që bën a që lidh fryte (për bimët e drurët). *Bimë (pemë) frytmbartëse. Drurët frytmbartës.*

FRYTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që jep fryt, frytdhënës, i dobishëm. *Punë e frytshme. Përfundim i frytshëm. Bashkëpunim i frytshëm.*

FRYZË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Kashtë me kër-cell të gjatë, të përkulshëm, të mbushur e pa gjethe, që rritet nëpër këneta ose në brigjet e lumenjve dhe përdoret për të bërë rrogoza etj. *Fryzë e kuqe* fryzë-kuqe.

FRYZËKUQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj fryze që e bën kashtën në ngjyrë si të kuqe.

FSHAJ *jokal,* ~VA, ~RË. *shih* OFSHAJ.

FSHAT,~I *m. sh.* ~RA, ~RAT. *1.* Qendër e vo-gël banimi, ku njerëzit merren kryesisht me bujqësi dhe me blegtori, katund. *Fshat fushor (malor). Fshat i target. Fshat rat e Shkodrës (e Beratit). Kroi i fshatit. Shtëpi fshati. Shkoj (punoj, jetoj) në fshat. Ngushtimi i dallimeve midis fshatit dhe qytetit.*

*2. përmb.* Tërësia e banorëve të kësaj qendre, fsha-tarët. *U mblodh (u ngrit) i gjithë fshati.*

3. Qendër e vogël ku banojnë përkohësisht grupe njerëzish që kryejnë një veprimtari të caktuar. *Fshat olimpik.*

• Bën fshat me vete jeton me- Vete, zhvillon veprimtari me vete; vepron sipas mendjes së vet. Krye-plak në fshat të huaj *shih te* KRYEPLAK,~U. Fshati që duket s'do kallattz *fj. u.* diçka që duket a njihet nuk ka nevojë për shpjegime të mëtejshme; është fare e qartë e nuk ka nevojë për ndonjë prove a dëshmi.

FSHATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që jeton në fshat dhe merret kryesisht me bujqësi a me blegtori; banori i një fshati, katundar. *Fshatar i varfër (i mesëm, i pasur). Fshatar kooperativist. Fshatarët e Myzeqesë. Jetoj në mes të fshatarëve.*

*2. bised.* Bashkëfshatar. *Ky është fshatari im.*

FSHATAR, ~E *mb.* Që ka të bëjë me fshatin ose me fshatarët, që është karakteristik për fshatin ose për fshatarët, i fshatit ose i fshatarëve; që është kri-juar nga fshatarët. *Grua (vajzë) fshatare. Familje fshatare. Rinia fshatare. Veshje (banesë) fshatare.*

FSHATARAK,~E *mb. bised.* 1. Që ka të bëjë me banorët e fshatit; fshatar. *Jetë fshatarake.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fshatarakët e krahinës.*

FSHATARÇE *ndajf. bised.* I. Sipas mënyrës së fshatarëve, siç e kanë zakon fshatarët, ashtu si sillen a si veprojnë fshatarët. *Këndoj fshatarçe. Kërcej (heq valle) fshatarçe. U ulën (ia shtruan) fshatarçe.*

*2.* Së bashku më të gjithë fshatarët, fshatçe.

FSHATARE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* FSHATAR,~I.

FSHATARËSf,~A 1. *përmb.* Popullsi që banon në fshat dhe që merret kryesisht me bujqësi e me blegtori. *Fshatarësia e fushës (e zonave malore). V mblodh fshatarësia.*

*2. ek.* Në RPSSH: Klasa e punonjësve të bujqësisë, e çliruar nga shtypja e shfrytëzimi, që ka si bazë të ekonomisë pronën kolektive dhe burim kryesor të të ardhurave punen e përbashkët dhe që nën udhëheq-jen e klasës punëtore e në aleancë të ngushtë më të merr pjesë në ndërtImin e plotë të shoqërisë socialiste. *Fshatarësia punonjëse. Fshatarësia kooperativiste. Ale-anca e klasës punëtore me fshatarësinë.*3. *ek.* Klasa e prodhuesve të bujqësisë, e shtypur dhe e shfrytëzuar nga klasat sunduese (në rendin skllavopronar e sidomos në rendin feudal e kapitalist). *Fshatarësia e varfër (e mesme). Fshatarësla e pasur* shtresa e borgjezisë së fshatit në vendet kapitaliste që zotëron toka të gjera, bagëti të shumta e mjete prodhimi dhe shfrytëzon punën e të tjerëve.

FSHATÇE *ndajf. bised.* 1. Duke marrë pjesë i tërë fshati, duke qenë të gjithë banorët e fshatit së bashku, me pëlqimin a me vendimin e tyre; përpara të gjithë banorëve të fshatit, hapur. *Punonin fshatçe. E vendo-sën fshatçe. Ua tha fshatçe.*

2. Sipas mënyrës së fshatit, siç e ka zakon fshati, fshatarçe. *la shtruan fshatçe.*

FSHEH *kal,* ~A, ~UR. 1. E vë dike a diçka në një vend që të mos e shohin a të mos e gjejnë të tjerët, e heq mënjanë për të mos e marrë dikush ose për ta ruajtur nga ndonjë rrezik. *Fshehën dokumentet. I fshehu paratë. E fshehu djalin.*

2. Mbuloj trupin a një pjesë të tij që të mos duket; mbuloj a prish diçka që të mos e dallojnë dot të tjerët; maskoj. *Fsheh fytyrën. I fshehën gjurmët.*

3. *vet. veta III fig.* Mban a ruan në gjirin e vet, ka në brendinë a në përbërjen e vet. *Toka fsheh minerale . të çmueshme. Nuk i fshehin rezervat.*

4. *fig.* Mbuloj veprimet ose përmbaj ndjenjat a dëshirat që të mos u bien në sy të tjerëve; nuk i tregoj qëllimet dhe mjetet që përdoren për t'ua arritur kë-tyre; e mbaj diçka përbrenda dhe nuk ua them të tjerëve, nuk e shpreh një mendim a një ndjenjë, e ruaj të fshehtë. *E fshehu fajin. Nuk i fshehin të metat (dobësitë, gabimet). Nuk e fsheh të vërtetën. Se ç'fshih-te ai! E fsheh zemërimin (hidhërimin, dhembjen, shqe-tësimin, gëzimin). E fsheh moshën.*

•*k* I fsheh bricët *keq. shih te* BRI,~RI. E fsheh llafin përmbahet, nuk flet menjëherë, nuk ngutet në të folur. I fshehu (i mbuloi, i humbi) gjurmët *shih te* GJURMË, ~A. I fsheh këmbët (nuk i tregon këmbët) punon e vepron fshehurazi; hedh gurin e fsheh dorën; ësh-të dinak. I fsheh (i mbulon) letrat i mbulon të fsheh-tat; nuk flet hapur me dike. Fsheh (mban) sëpatën nën gunë *shih te* GUNË,~A. Hedh gurin e fsheb dorëu *shih te* HEDH.

FSHEHARAK,~E *mb. keq.* 1. I fshehtë; tinëzar. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

FSHEHËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që ka fshehur dike a diçka. *E zbuloi fshehësin.*

FSHEHËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend që nuk e dine të tjerët, vend i fshehtë. *E vë (e ruan) në fshehësirë.*

FSHEHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pritë për gjah; pusi. *Zwri fshehëz.*

FSHEHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FSHEH, FSHIHEM.

FSHEHTAS *ndajf.* Në mënyrë të fshehtë, me fsheh-tësi, pa u diktuar a pa u vënë re nga të tjerët; *kund.* haptas. *Veproi fshehtas. E bëri fshehtas diçka. E mori fshehtas. Iku (erdhi) fshehtas.*

FSHEHTAZI *ndajf.* Fshehtas, fshehur.

FSHEHTË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Diçka që nuk është zbuluar a nuk është njohur ende. *Të fshehtat e natyrës (e gjithësisë). Depërtojnë në të fsheh-tat e materies.*

2. Diçka që mbahet e fshehtë, që nuk duhet ta dine a ta kuptojnë të tjerët ose që e dine vetëm pak vetë, sekret. *E fshehtë e thellë. Të fshehtat e detyrës. Të fshehtat e*

*zemrës. Ruaj (zbuloj) të fshehtën. I tregoj një të fshehtë. Nuk kam ndonjë të fshehtë. S"është e fshehtë* dihet, e dine të gjithë.

3. Shkaku i brendshëm, i thellë e i padukshëm i diçkaje; njohuri e shprehi të thella e të veçanta që i kanë vetëm ata që e zotërojnë mirë punën e vet, që kanë aftësi e përvojë të madhe. *E fshehta e lojës. E fshehta e artit (e punës krijuese).*

FSHEHTË (i,e) *mb.* 1. Që është i futur a i mbuluar dhe nuk e shohin ose nuk e gjejnë dot të tjerët; që e dine vetëm pak veta; që nuk dihet, nuk njihet a nuk kuptohet nga të tjerët. *Vend i fshehtë. Shpellë (grope, udhë) e fshehtë. Shkrim i fshehtë. Gjuhë të fshehta* të folura konvencionale që përdoren nga grupe të veçanta njerëzish e që kuptohen vetëm prej tyre (p.sh. nga zejtarët shëtitës, nga hajdutët etj.).

2. Që mbahet përbrenda nga dikush, që nuk shfaqet a nuk shprehet. *Mendim i fshehtë. Zemërim (gëzim) i fshehtë. Ndjenja (qëllime) të fshehta.*

3. Që nuk kuptohet se nga vjen a ku e ka burimin, i paqartë, i papërcaktuar, i errët. *Parandjenjë e fshehtë. Shqetësim i fshehtë.*

4. *fig.* Që i mban përbrenda mendimet, ndjenjat etj., që nuk ua hap zemrën të tjerëve; i mbyllur. *Njeri i fshehtë.*

5. *fig.* Që vepron pa u diktuar nga të tjerët, që vepron në mënyrë tinëzare, që i mbulon veprimet e veta; që vepron në kushte ilegale; që kryen shërbime, veprime
e detyra, të cilat nuk duhet t'i dine të tjerët. *Armik (agjent) i fshehtë. Përkrahës (mbrojtës, kundërshtar) i fshehtë. Organizatë (shoqëri) e fshehtë. Policia e fshehtë. Diplomaci e fshehtë.*

*6. fig.* Që bëhet pa u marrë Vesh nga të tjerët, që bëhet në fshehtësi; që nuk dihet nga të tjerët. *Takim (bisedim) i fshehtë. Traktat (pakt) i fshehtë. Lidhje të fshehta. Marrëieshje e fshehtë.*

7. *fig-* Q[e] bëhet pa u Vënë re nga të tjerët, që bëhet duke u ruajtur fshehtësia; *kund.* i hapur. *Votim i fshehtë.*

8. *mjek.* Që zhvillohet pa dhënë shenja të dukshme a shenja klinike*; kund.* i hapur. *Sëmundje e fshehtë. Dështim i fshehtë. Periudhë e fshehtë.*

*9. euf. bised.* Gjinor; që ka të bëjë me organet gjinore. *Organet e fshehta. Sëmundjet e fshehta.*

FSHEHTËSI~A, . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i fshehtë, karakteri i fshehtë i diçkaje. *Fshehtësi e plotë. Fshehtësia e veprimeve (e bisedimeve). Fshehtësia e korrespondencës. Vepron në fshehtësi* vepron fshehtas. *Ruhet (mbahet) në fshehtësinë më të madhe* mbahet shumë e fshehtë.

2. E fshehta. *Fshehtësitë e natyrës.*

FSHETESIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Diçka që mbahet *t* fshehtë, gjë e fshehtë. *ruan (i mban) fshehtësirat.*

*2.* Vend i fshehtë. *Rrinte në fshehtësirë.*

FSHEHUR (i,e) *mb.* 1. QË është vënë në një vend të fshehtë për të move parë e për të mos e gjetur të tjerët, Që është hequr mënjanë për te mos e marrë dikush ose për ta ruajtur nga ndonjë rrezik. *Gjë e fshehur. Para tëfshehura.*2. Q4 është tnbajtur në fshehtësi, që nuk është shfaqur; i fshehtë. *Ndjenja të fshehura.*

3. Që vepron në fshehtësi, që punon fshehurazi a në mënyrë tinëzare. *Njeri i fshehur.*

4. Që është bërë pa e marrë vesh të tjerët, që është bërë fshehurazi. *Veprime të fshehura.*

*5.* Që lind e zhvillohet pa dhënë shenja të dukshme. *Sëmundje e fshehur.*

FSHEHUR *ndajf.* Në mënyrë të fshehtë, në fshehtësi, fshehtas. *Rri fshehur. E mbaj fshehur.*

FSHEHURAZI *ndajf.* Fshehtas, fshehur. *Iku (hyri) fshehurazi. E bëri fshehurazi.*

i FSHEHURI, ~A *f.sh~,* ~TË. Punë që bëhet fshehurazi, gjë e fshehtë. *E bënë (vajtën, hynë, u futën) me fshehuri* e bënë (vajtën, hynë, u futën) fshehurazi. *Nuk kanë fshehuri.*

FSHESABËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën fshesa, fshesëtar.

FSHESAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që fshin rrugët e qytetit me fshesë. *Fshesarët e qytetit.*

FSHESARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* FSHE-SAR,~I.

FSHESË,~A . *sh.* ~A, ~AT.l.Tufë melekuqesh të thata a bimësh të tjera barishtore ose tufë degësh të holla të disa shkurreve, të qepura e të lidhura bashkë dhe me një bIsht, që përdoret për të fshirë shtëpinë, oborrin, rrugën etj. *Fshesë melekuqeje (zhuke, ban', shqope). Fshesa e re fshin me mirë. fj. u.*

2. Aparat i posaçem elektrik që përdoret për të thithur pluhurin në dhoma e në vende të tjera, për të pastruar mobiliet, raftet me libra, veshjet etj. *Fshesë elektrike (automatike).*

3. Tufë kashte me një bisht, që përdoret zakonisht nga farkëtari për të mbledhur zjarrin dhe për ta spër-katur atë me ujë. *Fshesë zjarri. Fshesa e farkëtarit.*

4. *bot.* Melekuqe. *Mbjellin fshesë. Korrin fshesën.*

5. *bot.* Eniërtim i përgjithshëm për disa lloje bimësh, kërcejtë e degët e të cilave përdoren për të fshirë. *Fshesë e egër.*

*6.* Fshir je me fshesë. *dha (i shkoi) një fshesë dho-mës (shtëpisë, oborrit)* e fshiu shpejt e shpejt.

• Bishti i fshesës njerI që nuk përfillet nga të tjerët (në një familje a në shoqëri). I ra fshesa (kosa, gërshëra) *shih te* BIE i. E bëri fshesë *dike* e trajtoi keq dike, e mori nëpër këmbë. I vnri fshesën *dik ujt a diçkaje* a) e përzuri dike, e dëboi; b) e zhduku fare diçka, e fshiu nga faqja e dheut. Bëju fshesë shtëpisë sate! *fj. u.* secili duhet të shohë dhe të ndreqë me përpara të metat e veta, pasta j të qortojë të tjerët. Është (ende) fshesë e re *dik ush* sapo ka filluar të punojë dhe është ende shpejt për ta vlerësuar punen e tij; në fillim përpiqet e mund të punojë mirë, por s'dIhet si do të punojë me vonë. Unë për lisa, ti për fshesa *shih te* LIS,~I. Fshesa e qershisë *bujq.* tufë e dendur degësh që dalin në trungun e qershisë' e të vishnjes dhe që i dëmtojnë ato. Lnle fshesë *bot. shih te* LULE,~JA.

FSHESËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fshesabërës.

FSHESURFNA,~T . *vet. sh.* Të fshirat. *Fshesuri-nate oborrit (e shtëpisë). Merr (mbledh) fshesurinat.*

FSHIHEM i *vetv.* 1. Shkoj në një vend ku nufc dukem a që nuk e di njeri që të mos me gjejnë dot;
futem në një vend të fshehtë për t'u ruajtur nga ndonjë rrezik. *U fsheh prapa derës (pas gardhit). U fsheh në qilar. V fsheh nëpyll.*

*2. vet. veta III fig:* Gjendet në gjirin e diçkaje, ruhet e padukshme në brendinë a nfi përbërjen e diçkaje. *Në tokë fshihen minerale me v~lerë. Fshihen re-zerva të mëdha.*

3. *vet. veta III bised.* Perëndon. *V fsheh dielli.*

*4. Pës. e* FSHEH.

• Fshihet pas bregut *shih te* BREG,~U. Fshihet pas (prapa) gishtit (pas hijes së gishtit) *shih te* GISHT, ~I.

Fshihet pas gjuhës së vet *shih te* GJUHË,~A i. Nuk fshihet derri në *thes fj. u. shih te* DERR,~I. Nuk fshihet (nuk mbulohet, nuk zihet) dielli me shoshë *fj.u. shih te* DIELL,~I.Nuk fshihet (nuk hyn, nuk futet) hosteni (minarja) në thes *fj. u. shih te* M1NARE, '^^JA.

FSjHIHEM n *vetv. 1.* Fshij me peshqir a me një rrobë të thatë trupin ose një pjesë të tij pasi jam larë a jam lagur. *Fshihem me peshqir (me shami).*

2. Heq me furçë, me leckë etj. pluhurin ose ndonjë njollë nga rrobat a nga trupi im, pastrohem. *Fshihem me kujdes (shpejt e shpejt).*

3. *vet. veta III fig.* Nuk është me diçka, shlyhet, zhdu^ ket. *Fshihet nga kujtesa.*

*4. Pës. e* FSHIJ.

FSHIJ *kal,* ~VA, ~RË. 1. Heq lëmishtet, bëzhdilet a papastërti të tjera me fshesë, me furçë, me leekë etj. *Fshij shtëpinë (dhomën, oborrin, rrugën). Fshij mobiliet (karriget, tryezën). Fshij rrobat (këpucët). Fshij armën. Fshij me fshesë (me furçë, me leckë).*

2. E heq lagështirën në sipërfaqen e diçkaje, duke e fërkuar me peshqir a me një rrobë të thatë. *Fshij fytyrën (duart, trupin). Fshijbalin. Fshijdfersën (lotët). Fshij me peshqir (me shami).*

3. Prish me gome a me diçka tjetër diçka të shkruar ose të vizatuar në një Ietër, në dërrasë të zezë etj.; shuaj, shlyej. *Fshij dërrasën e zezë. Fshij vijat (figurën).*

*4. fig.* Bëj që të mos jetë me diçka, zhduk. *I fshimë zakonet e vjetra (prapanike). If shine nga faqja e dheut*

5. *vet. veta III fig. bised.* E merr diçka përpara duke mos lënë asnjë shenjë a gjurmë, përlan. *Lumi e fshiu krejt shtëpinë (fshatin). I fshiu era e madhe (furtuna).*

6. *fig. bised.* E kap dike menjëherë dhe e hedh në një Vend tjetër, përfshij. *E fshiu për beli (për mesi, per fyti).*

7. *fig. bised.* E ha të tërë e menjëherë, e përlaj. *E fshiu gjellën. E fshiu të gjithë mishin.*

*ie* Fshin buzët bën naze në të ngrënë. I fshiu buzët *nga diçka* hoqi dorë, nuk ka me shpresë, lau duart nga diçka. E fshiu (e hoqi, e shoi, e shleu) nga defteri *dike a diçka shih te* DEFTER,~I. I fshiu (i lau) duart *nga dik ush a nga diçka shih te* LAJ. I fshiu lotët *dikujt* i hoqi a i largoi hidhërimin dikujt. Nuk di të fshijë hondët *mospërf.* nuk është i zoti për asgjë, është fare i humbur. Fshiji mustaqet (buzët) për murrizi (pas morrizit) *iron, shih te* BUZË,~A.

FSHIK *kal,* ~A, ~UR. 1. la bëj trupin a një pjesë të tij me fshika, bëj që t'i dalin fshika. *Ethet ia fshikën buzët. Thëllimi tëfshik duart.*

*2.* I shkaktoj një gërvishtje a një plage të lehtë; *vet. veto III* e zë pale (një sëmundje); e plagos *Ithtl.Plumbt efshiku në krah (në këmbë). Efshikupak gripl. Duhanin e ka fshikur vrugu.*

3. E prek lehtë me dorë, e çilc paksa.

4. *vet. ieta III fig.* Bie a prek pak diku. *DlelU ka fshikur majat e maleve.*

5. Fshikulloj me thupër etj. *Fshik kalin.*

FSHIKA-FSHIKA *mb.* Që ka shumë fshika, i mbu-shur me fshika, i fshikur. *E ka lëkurën fshika-fshika.*

FSHIK AKUQ,~I *m. sh.* ~, ~TË *bot.* Shkurre e viseve malore të buta, me gjethe të gjata e të dhëmW-zuara, me fryte të kuqërreme në trajtë kapsule, rrë-njet e së cilës përdoren në mjekësinë popullore për te ndihmuar jashtëqitjen; herdhaqen, drunabardhë. *Fshikakuq fletëgjerë. Fshikakuq mail.*

FSHIKARTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre e viseve mesdhetare, me gjethe të vogla, me lule te verdha në trajtë Vileje që lidhin bishtaja të gjata e të fryra; drokth, karthpulë.

FSHIKATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që rrëmben, që ta merr çdo gjë nga duart. *Fshikatar i madh.*

FSHIKEM *vetv.* 1. Mbushem me fshika, me dalin fshika në trup a në fytyrë. *Iu fshikën buzët. Iu fshik fytyra. Iu fshikën duart.*

2. GërVishtem, plagosem lehtë ne trup a nS nj pjesë të tij. *U fshik në dorë kur po vraponte.*

3. *Pës. e* FSHIK.

FSHIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Flluskë e vogel. që bëhet në lëkurë nga një sëmundje, nga një goditje ose nga djegia, flluskë. *Fshikë me ujë. I kanë dalë fshika në buzë. U mbush me fshika në trup. lu be fshikë.*

2. E fryrë e Vogël si bullungë në trupin e njeriut. të kafshëve ose në trungun a në degët e bimëve; xhun-gë. *Ka fshika në trup. E ka trungun me fshika.*

3. *anat.* Organ si qese e vogël në trupin e njeriut ose të kafshëve, që mban ujët e hollë, ndonjë lëng tje-tër, ajër etj. *Fshika e ujit (të hollë). Fshika e tëmthit. Fshika e peshkut. Fshikë bagëtie (shpendi).*

4. Qese e vogël, e endur nga disa lloje krimbash ose insektesh, të cilët mbështillen brenda saj; pështje-llëse që end rreth vetes krimbi i mëndafshit, kukule.

FSHIKËT (i, e) *mb.* 1. *bot.* Që ka fshika në trung a në degë (për drurët).

2. *fig.* Që e ka zënë një e keqe, që ka halle; i gjorë. *Një plakë e fshikët.*

3. *fig. Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Ç'pa-ti, i fshikëti? Çtë bëjë, i fshikëti!*

FSHIKËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog. e* FSHI-KË,~A. *Fshikëza e tëmthit. Fshikëza e krimbit të mëndafshit.*

2. *bot.* Fshikartë, drokth.

Fshikëza e mirë *veter. euf.* plasja e ba-gëtive.

FSHIKËZEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjek.* Lungë e keqe që del në trupin e njeriut. *doli një fshikëzezë.*

FSHIKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FSHIK, FSHIKEM.

2. Gërvishtje a plage e lehtë si fshikë, që shkaktohet nga një sëmundje a nga goditja me një send, e fshikur. *Fshikje e vogël. Fshikje plumbi.*

FSHIKULL,~LLI m. *sh.* J, ~JT edhe FSHIKULL, ~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Thupër e hollë, e gjatë dhe e lakueshme. *Fshikull thane. Eqëlloi (egoditi) mefshikull.*

*2.* Goditje me një thupër të tillë. *dha disa fshikuj të mirë.*

3. *fig.* Goditje e forte; qortim i ashpër, kritike e fort. *Fshikulli i kritikës. Fshikulla e satires (e humorit).*

• U be fshikull u dobësua shumë, u tret.

FSHKULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FSHIKULLOJ, FSHIKU-LLOHEM.

2. *shih* FSHIKULUMË,~A$_2$.

FSHIKULLIMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Goditje e forte që bëhet me fshikull a me diçka tjetër të ngjash-me. *I dha një fshikullimë.*

2. Zhurma që dëgjohet kur godasim me fshikull, me kamxhik etj.

3. Zhurma që bën era kur fryn fort, fishkëllimë. *Fshikullinta e erës.*

FSHIKULLOHEM. *Pës. e* FSHIKULLOJ.

FSHIKULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Qëlloj dike a diçka me fshikull; e rrah fort me kamxhik. *Fshikulloj kalin.*
2. *fig.* I jap një goditje të forte; qortoj ashpër dike ose kritikoj fort diçka. *Fshikulloj të metat (shfaqjet e huaja).*
FSHIKULLUES,~E *mb.* Që godet fort, që qorton a kritikon ashpër, që fshikullon. *Fjalë fshikulluese. Satire (kritikë) fshikulluese.*
FSHIKUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Flluskë, gërvishtje a plage e lehtë, që shkaktohet në trup nga një sëmundje ose nga goditja me një send të hollë. *E fshikur e vogël. Të fshikurat e kamxhikut.*
FSHIKUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me fshika, që i kanë dalë fshika. *Me buzë (me duar) të fshikura.*
2. Që është gërvishtur, që është plagosur lehtë.
3. Që është prekur lehtë nga një sëmundje. *Duhani ishte i fshikur.*
FSHIKURAZI *ndajf.* Duke e prekur lehtë, duke e goditur paksa. *Plumbi e mori fshikurazi.*
FSHIQE, ~ JA . Sëmundje e rëndë vdekjeprurëse (si kolera, murtaja, lia etj.) që prek shumë njerëz a kafshë dhe përhapet zakonisht shpejt në një krahinë, në një vend a në disa vende, epidemi. *përlau (u ra) fshiqja.*
FSHIRA,~AT (të). *vet. sh.* Bëzhdilet, lëmishtet që fshihen e mblidhen me fshesë për t'u hedhur diku, fshesurinat. *Të fshirat e shtëpisë (e oborrit, e rrugës).*
FSHIRË (i,e) *mb.* 1. Që është fshirë a pastruar me fshesë, me furçë, me leckë etj. *Shtëpi (dhomë) e fshirë. Oborr i fshirë. Rrugë të fshira. Me rroba të fshira.*
*1.* Që është fshirë me peshqir ose me ndonjë rrobë të thatë, pasi është larë a është lagur (për trupin, duart etj.).
FSHIRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që merret me fshirjen ose me pastrimin e diçkaje, pastrues. *Pshirës oxhaqesh.*
2. Fshesar. *Fshirësit e rrugëve.*
3. *shih* FSHIRËSE,~JA 5. *Fshlrës hiri.*
FSHIRËS,~E *mb.* Që përdoret për të fshirë diçka. *Makinë fshirëse.*FSHIRËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. *Fem. e* FSHIRËS,~I i,2.
2. Top i vogël prej leshi etj. ose një cope sfungjer që përdoret për të fshirë dërrasën e zezë.
3. Cope e vogël prej gome, që përdoret për të fshirë diçka të shkruar ose të vizatuar në letër; gome.
4. Cope katërkëndëshe prej gome, prej cohe, prej plastike etj., që shtrohet te pragu i derës së jashtme për të pastruar këpucët kur hyjmë në shtëpi a në një ndërtesë tjetër. *Fshirëse këmbësh.*
5. Fshesë e posaçme prej pendësh a prej diçkaje tjetër, më të cilën fshijmë pluhurin.
6. *tek.* Makinë a pjesë e një melcanizmi, që shërben për të hequr pluhurin ose për të pastruar diçka. *Fshi-rësja e tytës së toptt.*
7. Shufër metalike me një rrip gome, që lëViz mbi xftamat e përparmë të një automjeti për të hequr ujin kur hie shi ose për të pastruar pluhurin. *Fshirëse xha-mi. Fshirëset e makinave.*
FSHIRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FSHIJ, FSfflHEM n.
FTES,~I *nt. sh.* ~Ë, ~ËT. Ftesës, thirrës.
FTESË,~A *sh.* ~A, ~AT. Grishje që i bëhet dikujt për të marrë pjesë në një festë, në një pritje ose në një ceremoni me rastin e ndonjë dite të shënuar; fletë letre e shtypur a e shkruar që përmban këtë grishje. *bëj ftesë dikujt* e ftoj. *E pranoj ftesën. Ndaj ftesat. I dërgoj ftesën. Man një ftesë.*
FTESËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. I zoti i shtëpisë që fton njerëzit për dasmë; thirrës, grishës.
FTILLËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ftillim. FTILLËZOHEM *vetv.* Ftillohem. FTILLËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Ftilloj. FTILLËZCES,~E *mb. gjuh.* Ftillues.
FTILLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeVe FTILLOJ, FTILLOHEM.
FTILLOHEM *vetv.* 1. Me kthjellohet mendja; sqarohem. *U ftillua menjëherë.* 2. *Pës. e* FTILLOJ.
FTILLOJ *kal.,* ~OVA, ~tIAR. 1. Zgjidh a shpleks diçka të ngatërruar. *Ftilloj lëmshin (perin).*
2. E vë në rregull diçka, e rregulloj. *Ftilloj shtëpinë. Ftilloj punët.*
*3. fig.* Sqaroj, shkoqit diçka të ndërlikuar; kthje-lloj. *E ftilloVa këtë punë. la ftilloi mendjen.*
FTILLUES,~E *ntb. gjuh.* 1. Që Iidh një fjali të varur, e cila sqaron kuptimin e foljes ose të emrit në fjalinë drejtuese (për lidhëzat se, që, në, nëse etj.). *Lidhëzat ftilluese.*
*2.* Që lidhet me lidhëza të tilla dhe sqaron kuptimin e foljes në fjalinë drejtuese (për fjalitë). *Fjali ftilluese* (p.sh.: *"Nga zëri kuptohej se i kishte kaluar zemërimi").*
FTOH *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj më të ftohtë, i pakësoj të nxehtët; i heq të ngrohtët dhe e bëj të ftohtë; *kund.* ngroh. *Ftoh ujin (qumështin, gjellën). Ftoh dhoniën. Ftoh pjeprin.*
2. *fig.* E bëj dike t'i dobësojë e t'i prishë lidhjet e marrëdhëniet miqësore me një tjetër ose të mos ketë
për të dashurinë e mëparshme, e largoj dike nga një njeri i afërt; ia pakësoj dikujt dëshirën. vullnetin a vrullin për një punë. *Uaftohu miqësinë (marrëdhëniet). la ftohu ndjenjat. E ftohu me vëllanë (me shokët).*
3. LëVroj token për herën e tretë. *E ftohu token.*
*A. bised.* Shuaj, fik. *Ftoh dritën (llambën, kandilin). Ftoh zjarrin.*
5. Kalit një vegël prej metali duke e nxehur shumë e duke e futur pastaj menjëherë në ujë të ftohtë. *Ftoh sëpatën.*
I ftohu (i uli, i sboi, i shtroi, i zbati) gjakrat *shih te* GJAK,~Ui.I ftoho kryet (kokën) *dikujt* i zgjidhi një hall të madh, e nxori nga një gjendje e rëndë. As të ngroh, as të ftoh *shih te* NGROH.
FTOHEM i *VetH.* 1. *vet. veto III.* Bëhet m5 i ftohtë, i pakësohet të nxehtët; i ikën të ngrohtët e bëhet i ftohtë; *kund.* ngrohet. *Ftohet moti (koha). Ftohet uji (toka, rëra). U ftoh kosi (bostani).*
2. Freskohem në hije etj., flladitem. *Uftohëm jashtë (nëhije).*
3. Marr të ftohtë, sëmurem nga të ftohtët. *Është ftohur fëmija.*
4. *fig.* Dobësoj a prish lidhjet e marrëdhëniet e mira që kisha me një tjetër, nuk kam me për të dashurinë e mëparshme, largohem prej tij; *vet. veta III* dobësohet, Zbehet, humbet gjallërinë, fuqinë e groh-tësinë e mëparshme (për një ndjenjë etj.). *U ftoh me shokët (me miqtë, me vëllezërit). U ftoh miqësia (da-shuria). U ftohën marrëdhëniet. lu ftohën dëshirat. Po ftohej biseda,*
*5. vet. veta III. bised.* Shuhet, fiket. *V ftoh drita (llamba, kandili). U ftoh zjarri. U ftohën yjet.~*
*6. fig. bised.* Qetësohem, me del inati a zemërimi, bëhem gjakftohtë. *Ftohu pak dhe merre me shtru-ar!*
7. *euf.* Vdes.
8. *Pës. e* FTOH.

•*k* Nuk me ftohën fasulet *thjeshtligj. shih te* FA-SULE,~JA. *V* ftohën (u ulën, u shuan, u shtruan, u zbutën) gjakrat *shih te* GJAK,~Ui. Ill ftoh gjaku *shih te* GJAK,~Ui. Nuk me ftohet pilafl (byreku) *thjeshtligj. shih te* PILAF,~I. Iu ftoh zemra *shih te* ZEMËR,~RA. T'u ftohtë zemra! *mallk.* vdeksh!

FTOHEM II *Pës. e* FTOJ.

FTOHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Mekanizëm a pa-jisje që shërben për të ftohur mjedisin ose diçka tjetër; pjesë e një makine që shërben për ftohjen e diçkaje. *Ftohës elektrik. Ftohësi i furrës. Ftohësi i pompës. Ftohësi i makinës me avull.*

FTOHËS,~E *mb.* Që shërben për të ftohur a për të ngrirë diçka. *Makinë ftohëse. Dhomë (kullë) fto-hëse. Lëng (ajër, ujë) ftohës.*

FTOHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FTOH, FTOHEM i. *Ftohja e ujit. Ftohja e motit. Ftohja e marrëdhënieve.*

*2. bised.* E ftohur, të ftohtë. *Ka marrë ftohje në mushkëri.*

FTOHMË,~A *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Mot i ftohtë. *Ka zënë ftohma. Erdhi ftohma.*

*2.* E ftohur, të ftohtë. *E ka zënë ftohma. Kollitej nga ftohma.*FTOHTAS *ndajf.* Ftohtë. *E shikonte ftohtas.*

FTOHTË,~A (e). *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Gjendja kur ajri ka temperature të ulët, kohë e ftohtë, klimë e ftohtë, të ftohtët. *Të ftohtat e mëdha. E ftohta e dimrit. Zuri e ftohta. I prishi e ftohta pemët.*

2. *shih* FTOHTË,~T (të) 3. *E ka nga e ftohta që ka marrë.*

FTOHTË,~T (të) *as.* 1. Gjendja kur ajri ka temperature të ulët, kohë e ftohtë, klimë e ftohtë; mjcdis që të mban ftohtë a që të bën të mërdhish; ftohtësi, *kund.* të ngrohtët; të nxehtët. *Të ftohtë i madh. E duroj të ftohtët. Nuk do të ftohtë. Kam të ftohtë* mërdhij.

2. Temperature e ulët që ka njenu nga një sëmundje. *Ka shumë të ftohtë.*

3. Sëmundje që shkaktohet nga ftohja dhe që shfa-qet te njerëzit ose te disa kafshë me pezmatim të pleurës së mushkërive, plevit; e ftohur. *Ka marrë të ftohtë.*

FTOHTË (i,e) *mb.* 1. Që ka temperature të ulët, që ka ftohtësi; *kund.* i ngrohtë; i nxehtë. *Ujë (ajër) i ftohtë. Rrymë e ftohtë. Tokë e ftohtë. Është i ftohtë.*

2. Që e mban temperaturën të ulët, i tillë ku njeriu mërdhin. *Dhomë (sallë, zyrë, shtëpi) e ftohtë. Vend i ftohtë.*

3. Që ka dale prej kohe nga furra, që ka kohë që është zier ose është pjekur dhe nuk është me i ngrohtë (për bukën, gjellën etj.)- *Bukë (gjeilë) e ftohtë. Byrek (mish) i ftohtë.*

4. Që është me ngrica e me acar (për motin); që ka klimë me temperature shumë të ulët gjatë gjithë vitit (për vëndet); që bën ftohtë. *Mot (dimër) i ftohtë. Ditë (klimë) e ftohtë. Vende të ftohta.*

5. Që e ka temperaturën e zakonshme më të ulët sesa trupi i njeriut (për gjakun e disa kafshëve). *Kafshë me gjak të ftohtë.*

6. *fig.* Që nuk tregohet i dashur a i përzemërt me njerëzit e tjerë, që nuk është i afrueshëm më të tjerët; që është shumë i përmbajtur në shfaqjen e ndjenjave; që sillet a vepron me mospërfillje ndaj dikujt a diç-kaje, mospërfillës. *Njeri i ftohtë.*

7. *fig.* Që nuk ka a nuk shpreh ndjenja të ngrohta e miqësore; që bëhet pa dashuri e pa përzemërsi ose me mospërfillje. *Pritje (s)ellje) e ftohtë. Qëndrim (vë-shtrim) i ftohtë. Mjedis i ftohtë. Letër (bisedë, përgji-gje) e ftohtë. Takim i ftohtë.*

8. *fig.* Që nuk të tërheq e nuk të ngjall ndonjë ndje-një, që nuk të prek shqisat a ndjenjat. *Ngjyra të ftohta. Përshkrim i ftohtë.*

9. *tek.* Që bëhet në temperature të ulët. *Përpunlmi* 1 *ftohtë i metaleve.*

*ic* Armë e ftohtë (e bardhë) armë që pret ose shpon dhe që përdoret zakonisht në luftimet trup me trup (si shpata, bajoneta, thika etj.). Hallvë e ftohtë *keq. shih te* HALLVË,~A. Luftë e ftohtë *shih te* LUFTË,~A3. Sëmnndja e ftohtë *euf.* tifoja. Me gjak (me gjykim) të ftohtë me gjakftohtësi. E pafsha të ftohtë! *mallk.* vdektë! Si ujët e ftohtë me dëshirë të madhe; me padurim; si ujët e pakët. E bëri për ujë të ftohtë *dike shih tek* UJË,~I. I Wen (i shkojnë, 1 dalin, e mbalojnë) djersë të ftohta është në gjendje shumë të vështirë, e ndien veten shumë ngushtë (kur dike e qortojnë ose e dënojnë për një gabim a faj, kur e vëmë p6rpara përgjegjësisë etj.). E ka barkun (zemrën) të ftohtë ka shpresa të pakta, nuk beson shumë se do të bëhet diçka. I ka qiqrat të ftohta *me dike* ka marrëdhënie të këqija me dike, nuk shkon mirë me të.

FTOHTË *ndajf.* 1. Me temperature të ulët, me acar e me thëllim (për motin dhe për mjedisin). *Bën ftohtë. Ishte (shumë) ftohtë.*

2. Në temperature të ulët, sa ndiej të ftohtë. *Jemi shumë ftohtë këtu. Të mbajnë ftohtë këto rroba.*

3. *fig.* Pa përzemërsi e pa dashuri, jo miqësisht; me mospërfillje, në mënyrë të ftohtë, me ftohtësi. *E priti ftohtë. Sillej ftohtë. E përshëndeti ftohtë. I rrl ftohtë dikujt.*

FTOHTËSt,~'A. 1. Gjendja e fiohtë e një sendi, të qenët i ftohtë; temperature e ulët; *kund.* ngrohtësl; nxelttësi. *Ftohtësia e ujit (e ajrit, e dëborës). Ftohtëzia e motit (e dimrit). E mban ftohtësinë.*

2. Ndjenja që kemi kur na ftohet trupi, ndjenja e të ftohtit. *Ndiej ftohtësi.*

3. *fig.* Qëndrim i ftohtë ndaj dikujt, mungesë për-zemërsie; të qenët i ftohtë (në sjellje, në qëndrim a në marrëdhëniet me dike); qëndrim mospërfillës. E *priti me ftohtësi. E ndiente ftohtësinë.*

4. *fig.* Mungesa e ndjenjave të ngrohta në një vepër arti etj., e cila bën që ajo të mos jetë e gjallë e tër-heqëse, të mos I prekë njerëzit. *E ka shkruar me ftohtësi. E tregonte (e përshkruante) me ftohtësi.*

FFOHTËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mot > ftoht4; të ftohtët. *Ftohtësirë e madhe. Ftohtësirat e para të vjeshtës.*

*2.* Vend i ftohtë, vend që nuk e zë dielli.

3. *shih* FTOHTËSI,~A.

FTOHUR,~A (e) . Sëmundje e organeve të fry-mëmarrjcs, që shkaktohet nga një ftohje e përgjith-shme e organizmit, rrufë; sëmundje e mushkërive që shkaktohet nga ftohja; të ftohtë. *Jam më të ftohur. Ka marrë të ftohur.*

FTOHUR, ~IT (të) *as.* 1. *shih* FTOHJE ~$A_t$. 2. *shih* FTOHUR,~A (e).

FTOHUR (i,e) *mb.* 1. Që i është ulur temperatura, që është bërë me i ftohtë, që i është hequr të nxehtët. *Qumësht i ftohur.*

2. Që ka marrë të ftohur, që është sëmunir nga të ftohtët. *Ishte i ftohur.*

3. Që është lëvruar për të tretën here (për token). *Tokë e ftohur.*
4. *bised. euf.* I Vdekur. *E gjeti të ftohur.*
FTOJ *kal.,* FTOVA, FTUAR. 1. Grish dike për drekë a për darkë, për të marrë pjesë në një festë, në një pritje, në një mbledhje, në një ceremoni me rastin e një dite të shënuar etj.; i bëj ftesë. *E fioi për drekë (për darkë). Ftoj në das me. Ftoj në një pritje. E ftuan në kongres (në festival). Rush shkon pa ftuar, e gjen pa shtruar. fj. u.*
*2.* I bëj thirrje dikujt për diçka. *E ftoj në garë-Ftojmë lexuesit të shfaqin mendimet e tyre. Ju ftoj të ngremë një dolli.*
3. Thërres dike për t'u paraqitur në gjyq. *E ftuan në gjyq.*
FTORR *jokal.,* ~I, ~UR. Turfullon (zakonisht për kuajt). *Ftorri kali.*
FTUA, FTOI m. *sh.* FTONJ, FT0NJTË. Pemëfrutore e Viseve të ngrohta, me gjethe vezake e me push në anën e poshtme, me lule të bardheme, që hën kokrra të verdha, të mëdha, të mbuluara me pak push e me erë të këndshme; kokrrat e kësaj peme që hahen të freskëta ose përdoren për të bëfë reçel etj. *Fttta i lashtë (gushtak, vjeshtak). Lule ftoi. Reçel (pre-vede) ftoi. 1verdhë si ftua.*
+ U be ftua u zverdh shumë në fytyrë, u be limon. Ftua i egër *bot.* shkurre e vendeve malore, që i ngjan ftoit, me gjethe të vogla e të dendura, që bën kokrra të vogla e të mbuluara me push, të cilat nuk hahen.
FTUAR,~I (i) *m. sh.~,* ~IT (tëMAi që është grishur për drekë a për darkë, për të marrë pjesë në një festë, në| një pritje, në një mbledhje ose në një ceremoni me rastin e një dite të shënuar; ai që ka marrë ftesë. *Të] ftuarit nga pala e dhëndrit (e nus.es). Të ftuarit nga rrethet. Vendet për të ftuarit. Erdhën të ftuarit.*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Njerëzit eftuar.*
FTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* 1. Ftesës. *Ftuesi i dasmës.*
*2. drejt.* Nëpunësi që u shpërndante ftesat atyre që duhej të paraqiteshin në gjyq. *Ftues gjyqi.*
FTUJAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kec mashkull nga[1] një vit deri në dy vjeç.
2. *fig. përk.* Djalë i ri, i shëndetshëm, por ende i pap|jekur e pa përvojë nga jeta.
FJUJAKE,~JA *. sh.* ~E, ~ET. Ftujë.
FTUJË,~A *. sh.* ~A, ~AT. 1. Kec femër nga një vit deri në dy vjeç. 2- *fig- përk.* Vajzë e re, e njomë e plot shëndet.
FUCOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj vjedhje të vogla, bracoj.
FUÇI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Enë e madhe, e rrum-bullakët dhe e përzgjatur prej druri, prej metali ose prej ndonjë lënde tjetër, me dy funde të sheshta, që për^oret për të mbajtur gjëra të lëngshme, sende ushqimore etj.; vozë; sasia sa nxë një enë e tillë. *Fuçi druri (llamarine). Fuçi vaji (vere, bine, djathi). Fuçi nafte (benzine, zifti). Fuçi baruti. Kapaku ffundi) i fuçisë. Rrathët e fuçisë. Dy fuçi verë (ullinj, djathë), U be sa një fuçi* u shëndosh shumë, u fry. *Hap fuçinë. Mbush (zbraz) fuçinë.*
2. *fig. mospërf.* Njeri i shëndoshë dhe me bark të madh.
• Fuçi baruti *shih te* BARUT,~I. U be fuçi hëngri shumë sa iu fry barku, u be vozë.
FUÇIBËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën dhe ndreq fuçi.
FUÇIPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Fuçibërës. FUFU,~JA *. sh.* ~, ~TË *bised.* Fufule.
FUFULE,~JA *. sh.* ~E, ~ET. Furnelë e vogël me skarë, që punon me qymyr druri dhe që ndizet duke i fryrë nga poshtë. *Gatuaj me fufule. Ndez fufulen.*

FUG *kai,* ~A, ~UR. 1. Hedh tej, flak tutje. *Fug gurin.,*
2. *fig.* E braktis dike, nuk e ndihmoj kur ka nevojë, i kthej shpinën, e lë në baltë. *E fugu shokun.*
•*k* E fugu (e hodhi, e vuri, e ktheu) kësulën (fes-
ten, qeleshen, kapelën, takien) mbi sy (mënjanë) *shih te* SY,~RI. Fdg peshën e fsheh *dorën fj.u. shih* Hedh gurin e fsheh dorën te HEDH.
FUGARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Flakadan, zhagalan. *U ndez fugare. Mori zjarri fugare.*
FUGAS *ndajf.* Duke e hedhur a duke e flakur tej. *E goditi me shkop fugas.*
FUGEM *vetv.* 1. Hidhetn, kërcej. *V fug përpjetë. V fug matanë.*
2. *fig.* Rritem shpejt, hedh shtat menjëherë. *Jane fugur fëmijët.*
3. *vet. veto III fig.* Dështon, shtie (për bagëtitë). *Ufugën dhitë.*
4. *Pës. e* FUG.
FUGË,~A i *. sh.* ~A, ~AT 1. *zool.* Femra e bengut. 2. *fig.* Vajzë trupvogël, e shëndoshë dhe e ngathët.
FUGË,~A n *. sh.* ~A, ~AT. 1. Zjarr, flake. *vuri fugën. I doli fuga në majë (mbi çati).*
2. Vapë e madhe, të nxehtë i madh. *Fugë e madhe. Sot është fugë.*
3. *fig. bised.* HoV, Vrull.
+ Ebërifugë *dike a diçka* edogji fare, e bëri shkrumbe hi. I vuri fugën *diçkaje* e rrënoi krejt, e prishi fare.
FUGË,~A m *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Vrap, fugim. *E ka fugën të shpejtë. Men fugë* nxiton, ikën me vrap. *E men me fugë diçka* nxitohet, e merr me vrap, ngutet.
2. Shtjellë, vorbull. *Fugë ere. Fugë lumi.*
3. *përd. ndajf. bised.* Menjëherë, shumë shpejt, fluturimthi. *V nis fugë për në shtëpi. Erdhi fugë.*
FUGË,~A iv *. sh.* ~A, ~AT. 1. Lodër fë-mijesh: një kon prej druri me majë metalike, i cili mbdshtillet me pe dhehidhet nëtokë që të rrotullohet rreth vetes. *Hedh fugën. Përdridhet si fugë.*
*2.* Lodër fëmijësh: një cope dërrasë, e lidhur me pe të forte, me anën e të cilit rrotullohet në ajër.
3. Lodër fëmijësh: një bosht i drunjtë, i rrumbullakët e i dhëmbëzuar, i cili rrotullohet me anë të një doreze e trokëlHn fort; rrake. *Zhurma e fugës. Tund fugën. Luan me fugë.*
4. *tek.* Pjesë e një mekanizmi në trajtë të rrumbullakët, që rrotullohet rreth një boshti. *Fugë e madhe.*
FUGlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të folies FUGOJ. 2. Ecje e shpejtë, vrap.
FUGIMTHI *ndajf.* Me vrap, duke vrapuar. *Shkonte fugimthi. Luaj fugimthi* luaj me disa shokë, të cilët vrapojnë për të prekur me dorë njëri-tjetrin.
FUGOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Iki me nxitim, Vrapoj. *Fugoj shpejt.*
FUKADRUGË,~A *. sh.* ~A, ~AT *zool.* Tenjë, mole. *E ka brejtur fukadruga.*
FUKARA,~AI *m. sh.* ~ENJ, ~ENJTË *bised.* 1. Njeri i varfër. *Fituan fukarenjtë. Te ne s'ka me fu-karenj. I pasuri s'e do (s'e kupton) fukaranë. fj. u.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.• Kur kërcente (luante, bënte dasmë) fukarai çahej daullja *shih te* DAULLE,~JA.
FUKARA,~JA *. perntb. bised.* Tërësia e të var-fërve, njerëzit e varfër. *Erdhën ditë të mira për fu-karanë.*

FUKARALLËK,~U *m. bised.* Varfëri. *Fjalët e shu-mta janë fukarallëk. fj. u.*

FULQI~RI *m. sh.* ~ NJ,~NJTË' *bised.* 1. No-full. *Me fulqinj të forte. I theu fulqinjtë.* 2. Bërdilë; tefe. *Fulqiri i vtgjës.*

• I kanë dalë fulqinjtë është dobësuar shumS. 1 theu (i dërrmoi) fulqinjtë (nofullat, hundët, turinjtë, bri-njët) *dikujt përçm. shih te* THYEJ.

FUL,TERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tigan. *Vë ful-teren në zjarr. E fergoj në fultere.*

•*k* Me dha saçin, i jap fulteren të mirën që me bën dikush, ia kthej më të mirë.

FULTERËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* I vogli i bretkoses në fazën e parë të zhvillimit të tij, që ka një kokë të imët e të zezë dhe një bisht të gjatë. *Lëvrinin fulterëzat.*

FULLTAKA-FULLTAKA mi. 1. I mbushur me fulltaka, që ka fulltaka. *E kishte lëkurën fulltaka-full-taka.*

*2. përd. ndajf.* Në trajtë fulltakash, duke i dale fulltaka. *Iu ngrit lëkura fulltaka-fulltaka.*

FULLTAKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Flluskë që bëhet në trup nga të djegurit ose nga të rrahurit me hither a me diçka tjetër të helmet. *Fulltakat e lëkurës (e mishit). U be tërë fulltaka.*

*2.* Njollë e zezë, blanë në trupin e njeriut a të kaf-shëve nga të goditurit. *E kishte lëkurën gjithë fulltaka.*

FUND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Trualli a shtresa e tokës që ndodhet nën ujin e detit, të liqenit a të një pellgu, të lumit etj.; pjesa e poshtme e një vendi të thelluar në tokë. *Fund ranor (shkëmbor, i gurtë, lymor). Fund me baltë (me zhaVorr). Fundi i detit (i oqeanit, i liqenit, i lumit, i rezervuarit). Fundi i pusit. Fundi i gropes (i humnerës, i greminës, i llogores). Gërryej (thelloj) fundin. Ra (u zhyt) në fund. Mbeti në fund. E nxorën nga fundi i detit.*

*2.* Pjesa e poshtme e një ene, e një arke, e një shporte, e një anijeje etj., e cila është zakonisht e sheshtë e shërben edhe si pjesë mbështetëse. *Fund i sheshtë (i rrumbullakët). Fund i gjerë (i ngushtë). Fund i hollë (i trashë). Fundi i kazanit (i tenxheres, i kusisë, i kovës, i fuçisë, i gjymit). Fundi i shishes (i Vazos, i damixhanës). Fundi i gotës (i filxhanit). Fundi i tasit (i pjatës, i tepsisë). Fundi i tundësit (i havanitj. Fundi i arkës (i hambarit, i kutisë, i shportës). Fundi i anijes (i barkës). Pastroj (kruaj) fundin. Kulloi {ra) në fund, lu ça (iu shpua) fundi. Rrjedh nga fundi. E piu me fund* e piu të gjithë deri në fund; s'la asnjë pike. *doli fundi (një ene)* u zbraz, u boshatis krejt. *nxori (i gjeti) fundin (një ene me ushqim)* e hëngri a e piu të gjithë ç'përmbante ena, s'la asnjë luge a asnjë pike.

3. Pjesa e poshtme e diçkaje që mbështetet në tokë e që ngrihet mbi të ose që është ngulur në tokë; vendi ku lidhet me trupin një gjymtyrë a organ i veçantë ose ku lidhet me trungun një degë; rrëzë; taban. *Fundi i malit (i kodrës, i shkëmbit). Fundi i kalasë (i murit, i pendës, i digës). Fundi i lisit (i shtyllës). Fundi*

i *krahut (i këmbës, i gishtit, i gjuhës, i veshit). Fundi i këpucës* tabani, shualli i këpucës. *U këput dega në fund. E shembl (e rrënoi) deri në fund. E preu pemën derl në fund, la prenë krahun (këmbën) deri në fund. Në fund të fshatit.*

4. Diçka në sasi tS vogël, që ka mbetur në pjesën e poshtme të një ene a të një Vendi të thelluar. *Piu fundin e shishes (e gotës). Hëngri fundin e tenxheres. Bloi edhe fundin e hambarit. E derdhi fundin e fuçisë. Ka mbetur fundi.*

5. Caku e skaji ku mbaron diçka që shtrihet në hapisirë (një sipërfaqe, një rrugë, një varg sendesh a frymorësh, një shtrojë a mbulojë, një tel a litar i gjatë etj.); skaji me i largët i një vendi a i një hapësire të madhe; mbarimi, pjesa e skajshme e një sendi a e një hapësire; *kund.* krye, flllim. *Fundi i fushës (i arës, i kopshtit). Fundi i qilimlt (i jorganit, i krevatit). Në fund të she shit (të oborrit, të rrugës, të bulevardit). Në fund të botës (të dynjasë). Fundi i vargmalit. Fundi i rreshtit (i vargut te njerëzve, i kolonës së automjeteve, I Vagonëve, i karvanit). Fundi i litarit (i vijës telefonike, i trarit). Fundi i cigares* bishti i cigares. *Fundi i faqes së gazetës (së revistës). Në fund të librit. Fundi i një fjale. E ka theksin në fund. Në fund të librit (të regjis-trlt). E kapi nga fundi. Këntishë (tnëngë) e qëndisur (e ibukuruar, e kthyer) nga fundi. S'ka fund. Pa anë e pa fund.*

*6.* Pjesa e fundit e nj4 vepre të shkruar a e një shiaq-jeje; *kund.* flllim. *Fundi i librit (i romanit, i artikullit). Fundi I filmit (i dramës, i shfaqjes).*

7. Veshje e sipërme grash ose pjesë e kostumit të grave, që mbulon trupin nga mesi e poshtë. *Fund i gjerë (i ngushtë, i gjatë, i shkurtër). Fund me pala (me klnda). Vë (heq) fundin.*

8. *vet. sh.* ~RA, ~RAT. Mbeturina, fundërrina. *Mblidhte fundrat.*

*9.* Caku që shënon mbarimin e një kohe; pjesa e kohës që lidhet me këtë cak; caku kohor që shënon mbarimin e një pune, të një veprimi a të një veprim-tarie etj.; pjesa e fundit e një pune a veprimtarie; mbarim, përfundim; *kund.* fillim. *Fundi i vitit (i muajit, i ditës). Fundi i shekullit. Në fund të javës. Fundi i punës. Fundi i lojës (i ndeshjes, i shfaqjes). Fundi i luftës. Aty nga fundi i mbledhjes.*

10. *bised.* Mbarimi i jetës, vdekja. *Fund i para-kohshëm (i hidhur). I erdhi fundi. Ka shkuar në fund* është duke vdekur, i erdhi vdekja.

• Deri (gjer) në fund krejt, plotësisht. Me në fund a) në fund të diçkaje, tekembramja; b) si përfundim. Pa anë e (pa) fund *shih tek* ANË,~A$_5$. Ballë e fund *shih te* BALL'Ë,~I. Fundi i arkës rrobat më të mira. Në fund e në bisht me në fund. Fundi i fjalës shkurt, me një fjalë, si përfundim. Në fund të fundit tekembramja, me në fund. Fundi i fundit tekembramja, me në fund; sido që të jetë. Në fund të herës *shih te* HER,'Ë,~A. Fundi i kazanit gjella që ka mbetur, ushqimi me i keq. Fund e krye krejt, plotësisht. Në fund e në krye (në majë) tej-përtej; krejt. Nga fundi në krye (nga kreu në fund) krejt, tejendanë. Nga fundi (nga thelbi) i zemrës (i shpirtit) *shih te* ZEMËR,~RA. I doli fundi *diçkaj e,* mbaroi, përfundoi. I doli në fund *diçkaje* e kreu, e mbaroi a e përfundoi me sukses, i doli mbanë. I jap fund *diçkaje shih te* JAP. I nxorl (i gjeti, i qitl) fondin *diçkaje* e studioi thellë diçka, e shqyrtoi me themel. Shportë pa fund *shih te* SHPORTË,~A.I vuri fond *diçkaje* e përfundoi; i vuri kapak. U be pus pa fund *shih te* PUS,~I. I doli fundi i shpuar mbeti a doli pa gjë. la di (ia njoh) fundin e barkut *shih te* BARK,~U. Zë fundin e barkut *shih te* BARK,~U. I ra (i vajti, i shkoi) gjaku rië fund të këmbëve (te këmbët) *shih te* GJAK,~Ui-Është ende në fund të dardhës *shih te* DARDHË,~A. I ka trutë në fund të këmbëve *shih*

*tek* TRU,~RI$_2$-Dhëndri rruhet në fund *shih te* DHËNDËR,~RI. Fund fjale *gjuh. shih* FUNDORE,~JA.
FUNDAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë anësore earës, që ndodhet në fund të saj; ceparak.
2. Pjesa e dale e një mali a shkëmbi, bishti i një niali a i një shkëmbi. *Fundajë shkëmbi (mali).*
3. *zak. sh.* Mbeturinat, fundrat. *Fundajat e lëmit.*
FUNDAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Filiz që del afër rrënjës ose në rrëzën e trungut të drurëve frutorë. *Fundakët eftoit (e ullirit).*
FUNDAKE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Dërrasë e ngushtë dhe e hollë, mbi të cilën vihen tjegullat e ça-tisë, petavër. *Fundakët e çative.*
FUNDAQ,—1 *m.* Llumi që mbetet në filxhanin e kafesë ose në enën e vajit, të verës etj. *Fundaq ka-feje (vaji).*
FUNDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fundi i detit, i liqenit, i lumit a i një pellgu të madh.
FUNDAZI *nda)f. bised.* Me në fund; si përfundim. *Fundazi arritën të merren vesh.*
FUNDÇE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Gjethe që del nëjpjesën e poshtme të kërcellit të një birae (zakonisht për duhanin). *Fundçet e duhanit. Volën fundçet.*
2. Bisht cigareje. *Fundçe e shuar.*
3. *kryes. sh.* Mbeturinat, fundrat. *Mblodhi fundçet.*
FUNDËRRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *kim.* Grimca të vogla që hien në fund nga përzierja ose nga tretja e trupave në një lëng; shtresë e një lënde që është formuar nga grumbullimi i grimoave të tilla të vogla. *Fundërresa e argjendit. Fundërresa e një për-zierjeje.*
*2. kryes. sh.* Mbeturina të ndryshme të padobishme; fundëiri. *Gjithfarë fundërresash.*
FUNDËRRl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *kryes. nj.* Llumi që kullon nga një lëng në fundin e një ene. *Fundërria e vajit. Fundërria e kafesë. Fundërri rakie (vere). Fundërria e uthullës. Ia kulloi fundërrinë.*
2. *shih* FUNDËRRINË,~A 213.
FUNDËRRfNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. nj. shih* FUNDËRRl,~A i. *Fundërrinë vaji (kafeje).*
*2.* Gjë pa vlerë që flaket poshtë, mbeturinë e pa-vlefshme. *Hedhim fundërrinat. Nxjerrim fundërrinat.*
3. *fig.* Llumi i njerëzve; njeri krejt i pavlerë dhe i dëmshëm. *Fundërrinat e shoqërisë. Fundërrinat e ka-pitalizmit.*
FUNDËRRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të foljes FUNDËRRON.
FUNDËRRON *jokal.,* ~OI, ~UAR *kim.* Bie në fund të një ene, grumbullohet në fund të saj (për trupa të patretshëm a për lëndë që përzihen ose treten në lIngje); precipiton. *Fundërron sheqeri (rëra).*
FUNDËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Secilg nga fle-
tët e fundit të bimës së duhanit, që zakonisht janë më të vogla së të tjerat. *Mblodhën fundëset.*
FUNDIT (i,e) *mb.* 1. Që është në fund a në skajin më të tejmë të një vargu ose të një radhe frymorësh, sendesh, dukurish etj.; që vjen pas gjithe të tjerëve; *kund.* i pare. *Vagoni i fundit. Rreshti i fundit. Shtëpia e fundit. Pema e fundit. Stacioni i fundit. Qesh mirl ai që qesh i fundit. fj. u.*
2. Që ka mbetur në fund e një i vetëm, pasi janë larguar ose janë harxhuar gjithë të tjerët. *Dallëndyshja e fundit. Leku i fundit. Fisheku i fundit.*
3. Që ndodhet në fund të një vendi të thelluar, të një ene etj. *Shtresa (pjesa) e fundit.*
4. Që shënon mbarimin e një kohe të caktuar; që nga ana kohore kryhet në fund të një vargu ngjar-jesh, veprimesh, punësh a dukurish; që shënon cakun kohor kur dikush a diçka mbaron së qeni e nuk vijon më tej. *Dita e fundit javës. Muaji i fundit i vitit. Viti i fundit i pesëvjeçarit. Perandoria e fundit.*
5. Që ka të bëjë me kohën më të afërt përpara çastit kur flasim, që sapo është bërë e ka ndodhur; me i ri. *Kohët e fundit. Ditët e fundit. Zbulimet e fundit. Ven-dimet e fundit. Udhëzimi (fjalimi) i fundit. Të rejat (lajmet, ngjarjet) e fundit. Sipas të dhënave (njofti-meve) të fundit. Prodhimi i fundit.*
*6.* Që është para vdekjes, që e thotë në çastin para vdekjes. *Në orën (ditën, çastin) e fundit. Fjala efundit. Në grahmat e fundit. Dëshira e fundit. Vullneti i fundit* porosia që lë dikush përpara se të vdesë.
7. Me i lartë; me i rëndë. *Masa e fundit. Shkalla e fundit. Dënimi i fundit.*
8. Përfundimtar; Vendimtar. *Qëllimi i fundit. Grushti i fundit. Goditja e fundit.*
*9. fig-* Që ka me pak vlerë ose rëndësi; që është me i prapambetur se të tjerët. *Njeriu (me) i fundit.*
10. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2,9 të mbiemrit. *S'është as i pari, as i fundit.*
^ Së fundi kohët e fundit. Me së fundi tekembramja, me në fund. Tek e fundit në fund të fundit. Në analizë të fundit *libr. shih tek* ANALIZË,~A. Banesa e fundit *euf.* varri. I dorës së fundit i një cilësie shumë të dobët. Në dorë të fundit gati në përfundim. Fisheku i fundit i vetmi mjet që i ka mbetur dikujt e që ka në dorë, mundësia e vetme. Fjala e fundit *shih te* FJA-LË,~A. Deri në frymën e fundit deri në vdekje. Guri (zari) i fundit prova e fundit. Në Instance të fundit *libr.* në fund të fundit, tek e fundit. I ores së fundit *shih* (ei ORË,~A 1. Në pike të fundit në fund të fundit, tek e fundit. Udhëtimi i fundit *libr.* vdekja dhe varrimi. Deri në pikën e fundit të gjakut deri në vdekje. I fundit o qesh, o qan *fj. u. shih te* QAJ. I hoqi gurin e fundit *dikujt shih te* HEQ. I jap dorën e fundit *diçkaje* e mbaroj, e përfundoj. Dha frymën e fundit *vjet. shih* eFRYMË,~A$_8$. I dhagrushtin e fundit e dëmtoi shumë rëndë ose e shkatërroi plotësisht. I dhanë lamtumi-rën e fundit *art, shih te* JAP. Edhe po të jetë në fund të detit... *shih te* DET,~I. Luaj (hedh, përdor) letrën (kartën, gurin, zarin) e fundit përdor edhe mundësinë e vetme që kam për t'ia arritur diçkaje. Ndau kaf-shatën e fundit (kafshatën e gojës) *me dike shih te* KAFSHATË,~A. Është vrima e fundit e kavallit (bishti i kavallit) *shih te* KAVALL,~I. Ka shkuar (ka vajtur) në pike të fundit është në një gjendje elco-nomike, shëndetësore, morale shumë të rëndë, është si mos me keq.FUNDJA *ndajf.* Në fund të fundit, me ne fund. *Fundja, çdo gjë shkoi mirë. Fundja, nisu!*
FUNDJA-FUNDJES *ndajf.* Me në fund, në fund të fundit, fundja. *Fundja-fundjes do të bëjmë edhe pa të.*
FUNDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Mbarim, fund; përfundim. *erdhi fundja,*
2. Vend a pjesë që ndodhet në fund të diçkaje. *Fundjet e ares.*
3. *kryes. sh. shih* FUNDÇE,~JA i. *Këpat fundjet e duhanit.*
4. Shualli që vihet poshtë këpucëve kur ndreqen, balla. *V Me këpucëve fundje.*

FUNDMË (i), ~E (e) *mb.* 1. Që ka një fund a cak në hapësirë. *Hapësirë e fundme. Madhësi e fundmt mat.* madhësi që ndryshon në caqe të caktuara, që nuk është e barabartë as me zeron, as me pafundësinë.
2. Që zgjat deri në një kohë të caktuar, që ka një cak kohor.
FUNDOR,~E *mb. libr.* 1. Që ndodhet në fund të diçkaje; i fundit. *Vijat fundore tëfushës. sport. Segment fundor. gjeotn. Rime fundore. let.* rime me theks në rrokjen e fundit të fjalëve që rimojnë. *Zanore (bashkëtingëllore, rrokje) fundore. gjuh.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
3. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Rrokje, grup tingujsh a tingull në fund të fjalëve. *Fundorja e fjalëve. Fundorja* -ë (-e, -at, -me, -izëm... ).
4. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjuh. vjet.* Prapashtesë.
FUNDOS *kal.* ~A, ~UR. 1. Zhyt dike a diçka në ujë ose në një lëng tjetër derisa të mos duket, e bej që të bjerë në fund të detit, të liqenit etj.; e fut diku (në baltë, në rërë etj.) sa të mos duket, e kredh thellë. *E fundosi anijet furtuna. E fundosi në del (në liqen, në lumë). I fundosi në baltë.*
*2. fig.* Bëj që dikush të bjerë në një gjendje të vësh-tirë, nga ku nuk mund të dale lehtë; bëj që të bjerë shumë poshtë nga pozita shoqërore ose të pësojë një dështim a humbje te rënd4; gropos. *E fundosi krejt.*
FUNDOSKM vefv. 1. Zhytem në fund të detit, të liqenit etj.; bie e kridhem diku sa të mos dukem, kridhem thellë. *Fundosem në ujë (në baltë, në rërë). U fundos menjëh? rë.*
2. *vet. veta III.* Ulet poshtë, humbet, vithiset. *U fundos toka.*
3. *fig.* Bie në një gjend je të vështirë, nga ku nuk mund të dal lehtë; shkoj drejt rënies së plptë, pësoj një dështim a humbje të rëndë.
4. *Pës. e* FUNDOS.
FUNDOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve FUNDOS, FUNDOSEM. *Fundosja e anijeve. Fundosja e tokës.*
FUNDOSUR (i,e) *mb.* Që ka rënë deri në fundin e detit, të liqenit etj.; qëkarënë poshtë dhe është mbu-luar; që është fundosur, që është vithisur. *Anije e fun-dosur. Tokë e fundosur.*
FUNERAL, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ceremoni e për-mortshmë që bëhet kur varroset dikush. *Funeral zyr-tar. Morën pjesë në funeral.*
FUNKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *zyrt.* Detyrë, zakonisht e rëndësishme a e lartë, që i ngarkohet dikujt ne një institucion, në një ndërmarrje ose në një organizatë; shkalla që zë dikush në një hierarki administrative. *Funksion i lartë. Funksion zyrtar (ad-ministrativ, shoqëror). Funksion drejtues. Funksioni i drejtorit. Kryej funksionin e... Është ngarkuar me një funksion të rëndësishëm.*
*2.* Puna a shërbimi që bën një vegël, një meka-nizëm ose një pjesë mekanizmi. *Funksionet e motorit (e gypit të gazraVe).*
3. *zyrt.* Veprimtaria a puna që kryen shteti ose një organ shtetëror. *Funksion ligjvënës (ekzekutiv, administrativ). Funksionet e shtetit.*
4. *fiziol.* Puna e veçantë që kryen rregullisht orga-nizmi i qenieve të gjalla ose një organ i tij. *Funksionet e organizmit. Funksionet e zemrës (e lëkurës). Funksionet e mëlçisë. I humbet funksionet e veta.*
5. *mat.* Madhësi e ndryshueshme, vlera e së cilës varet nga vlera e një madhesie tjetër të ndryshueshme dhe që i përgjigjet asaj. *Funksion algjebrik. Teoria e funksioneve.*
*6. gjuh.* Roli që luan gjuha në shoqëri; roli që luan çdo njësi a element i gjuhes në procesin e ligjërimit. *Funksioni shoqëror i gjuhës. Funksion morfologjik. Funksioni kumtues (shprehës). Funksionet e gjuhës (e gjuhës letrare kombëtare). Funksioni i emrit (i mbiemrit, i nyjës). Funksioni i kryefjalës (i kallëzuesit, i kundrinës). Funksioni i rases emërore (dhanore, rrje-dhore). Funksioni ifonemës.*
FUNKSIONAL,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me funksionin, që lidhet me funksionin, i funksionit; që ka të bëjë me veprimtarinë ose me funksionimin e diçkaje. *Veprimtari (detyrë) funksionale. Vartësi (lidhje) funksionale. Stilet funksionale të gjuhës.*
FUNIISIONAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Nëpunës i lartë në aparatin shtetëror ose në organizatat shoqërore. *Funksionar i lartë. Funksionar diplomatik. Funk-sionar par tie. Funksionarët e shtetit.*
FUNKSIONlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes FUNKSIONOJ. *Funksionimi* i *zemrës. E vë në funksionim* e bëj të punojë.
FUNKSIONOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kryej një punë a veprimtari, kryej funksionin a detyrën që me është ngarkuar. *Grupi ka funksionuar rregullisht.*
2. *Vet. veta HI.* Bën punën e vet, punon (për një makinë, për një mekanizem, për një organ të trupit etj.). *Funksionon mirë makina.*
FUNT,~I i m. *sh.* ~E, ~ET. Njësi peshe e barabartë me rreth 500 gramë. *Funti anglez* njësi peshe e barabartë me 453,6 gramë. *Funti gjerman* njësi peshe e_ barabartë me 409,5 gramë. *Funti i farmacisë* njësi peshe që përdoret në farmaci dhe që është e barabartë me 307,3 gramë.
FUNT,~I ii *m. sh.* ~E, ~ET. Njësia monetare bazë e Anglisë dhe e Irlandës së Veriut; monedhë që ka këtë vlerë.
FUQ *ndajf. krahin.* Huq, bosh. *shkoi fuq. Vajti fuq. I doli mundifuq.*
FUQI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Attësia e njeriut ose e qenieve të tjera të gjalla për të vepruar, për të bërë punë ose lëvizje duke tendosur muskujt; mundësia trupore e një njeriu a e një kafshe për të bërë diçka;force fizike. *Fuqi e madhe. Fuqi trupore (fizike). Fuqia e krahut. Me tërë fuqinë. Kam fuqi. Mbledh fu-qitë. Me pritet (me ka lënë) fuqia. Me sa kam fuqi. Bashkimi ben fuqinë. fj. u.*
*2.* Aftësia e njeriut për veprimtari mendore, për të shfaqur vetitë dhe tiparet e tij shpirtërore; forca a thellësia e shfaqjes së një ndjenje etj.; shkalla e kësaj shfaqjeje. *Fuqi mendore. Fuqi shpirtërore. Fuqia e mendjes (e vullnetit, e karakterit).*
3. Aftësia që ka diçka për të kryer një veprirn ose për të vepruar mbi një send; aftësia e diçkajë për punë; shkalla e kësaj aftësie; force. *Fuqia blerëse. Fuqia shprehëse. Fuqia tërheqëse e makinës. Fuqia rro-tulluese e mekanizmit.*
*4.* JA;7I FORCË,~A 3,4,6,8- *Fuqia ekonomike. Fuqi e armatosur. Fuqia tokësore (detare, ajrore). Fuqia e popullit. Fuqia e fjalës. Fuqia e ideve të marksizëm-leninizmit. Me fuqinë që ketni. Nuk ka fuqi që tandalë.*

5. *fiz.* Energjia që çlirohet a që harxhohet në një njësi kohe për të bsrë një punë ose për të vënë në lë-vizje diçka; energjia që ushtrohet mbi një trup, e cija bëhet shkak për të prishur gjendjen e tij të qe-tëjsisë ose të lëvizjes. *Fuqia elektrike. Fuqi kalorifike. Fuqia e makinës (e motorit). Fuqia e rrymës. Fuqia e \ujit.*
6. *drejt.* E drejta a mundësia lIgjore, që ka ose që i jepet dikujt për të vepruar a për të bërë diçka, push-tet- *Fuqi të pakufizuara (të plot a). Fuqi juridike. Ka fuqi. Hipi (e solli) në fuqi.*
*\1.* Të qenët i vlefshëni, të qenët në veprim (për një ligj, për një urdhëresë etj.). *Fuqi ligjore. Mbetet (është) në fuqi. Hyn në fuqi. Bie nga fuqia* shfuqizohet.
8. Njerëzit, qeniet e tjera të gjalla dhe mjetet qe pëfdoren për të kryer një veprimtari të caktuar ose për të bërë shndërrime të mëdha; çdo gjë lëndore që; bëhet burim për lëvizje dhe për ndryshime; force. *Fugitë e natyrës. Fuqia punëlore* tërësia e punëtorëve. *Fuqia motorike* makineria bujqësore. *Fuqia tërheqëse* kafshët që përdoren për pummin e tokës.
9. Shtet, vend që ka forca të mëdha ekonomike e ushtarake dhe ndikim të gjerë në jetën politike nder-kombëtare. *Fuqitë e mëdha. Fugitë ndërluftuese. Fu-qitë imperialiste.*
10. *mat.* Prodhimi që del nga shumëzimi i një numri bazë me veten e tij aq here sa është treguesi i tij. *Fuqi e dytë (katrore). Fuqi e tretë (kubike). Fuqia e një numri (e një thyese). Treguesi i fuqisë. Baza e fuqisë. Ekuacion i fuqisë së parë (së dytë). Ngre në fuqi.*
• Fuqi (force) madhore *shih te* MADHOR,~E. Fuqi e mbinatyrshme perëndia, zoti (sipas botëkuptimit idealist e fetar). Hipi në fuqi *shih te* HIPI. Zbriti nga fuqia *shih te* ZBRES.
FUQIDHËNËS,~E *mb. libr.* Që të jep fuqi, që t'i shton forcat.
FUQIMADH,~E *mb. libr.* 1. Që ka fuqi të madhe a pushtet të pakufizuar; i gjithepushtetshëm,
2 *si em.* ~s ~I *m. Zoti* (sipas botëkuptimit fetar).
FUQIMfSHT *ndajf. libr.* Me fuqi të madhe, fort; fuqishem, *Mbështetemi fuqimisht te populli.*
FUQIPAKTË *mb. libr.* Që ka pak fuqi, i dobët (për njerëzit).
FtJQIPLOTË *mb. libr.* I. Që ka fuqi të plota; i plotfuqishëm. *Minister fuqiplotë. Ambasador i jashtë~ zakonshëm e fuqiplotë. I dërguar i jashtëzakonshëm e fuqiplotë.*
*2. vjet. si cm.* FUQIPLOTË,~I *m. Zoti* (sipas botëkuptimit fetar).
FUQlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka force të madhe trupore, që ka fuqi, i forte; *kund.* i dobët. *Njeri i fuqishem. Kafshë efuqishme. Me trup të fuqishem. Me duar (me shpatulla) të fuqishme. Krahë (muskuj) të fuqishem.*
*2.* Që bëhet me vrull të madh, me force e me këm-bëngulje, që bëhet duke Vënë në veprim të gjitha forcat materiale e shpirtërore; i forte. *Sulm (grusht) i fuqishem. Mësymje (goditje) e fuqishme.*
3. Që jep energji të mëdha; që ka fuqi të madhe për të bërë një punë a një veprim (për makina, apa-rate etj.); që ka mundësi a fuqi të madhe veprimi. *Motor (mekanizëm, vinç) i fuqishem. Magnet (elektro-magnet) i fuqishem. Syze (thjerrëza) të fuqishme. Mikroskop (teleskop) i fuqishem.*
*4. shih* FORTE (i,e) 5, 8, lo, if, is, is- *Driti e fuqishme. Zë i fuqishem. Shi i fuqishem. Erë efuqishme. Shtet i fuqishem. Ushtri ë fuqishme. Mbresa (ndjenja) të fuqishme. Përkrahje (mbështetje) e fuqishme.*
5. Që ka burime e të ardhura të mëdha, që është shumë i zhvilluar e i organizuar, i forte; *kund.* I dobët. *Ekonomi e fuqishme.*
6. Që ka force të madhe ndikuese tek të tjerët, që ndikon shumë në mend jet dhe në zemrat e njerëzve; i forte. *Vepër e fuqishme. Nxitje e fuqishme. Mjet i fuqishem. Armë e fuqishme.*
7. Që shfaqet në një shkallë të madhe a në për-masa të mëdha; që shpërthen me force të madhe; i forte. *Manifestim i fuqishem. Vale e fuqishme zemërimi. Luftë efuqishme klasore.*
FUQISHËM *ndajf.* Me fuqi të madhe, fort. *Shpërthen (buçet) fuqishem.*
FUQIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve FUQIZOJ, FUQIZOHEM. *Fuqizimi i ekonomisë (i mbrojtjes).*
FUQIZOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Bëhet me i fuqishem, forcohet. *Fuqizohet ekonomia (atdheu). V fuqizuan kooperatiVat.*
2. *vet. veta III drejt., vjet.* Merr fuqi ligjore, hyn në fuqi; *kund.* shfuqizohet.
3. *Pës. e* FUQIZOJ.
FUQIZOJ *kal., yOVA,* ~UAR. 1. E bëj me të
fuqishem, i rrit forcën, i jap fuqi. *Fuqizojmë atdheun (ekonominë social isle, pronën e përbashkët). Fuqizojmë mbrojtjen e vendit.*
*2. drejt., vjet.* I jap fuqi ligjore; *kund.* shfuqlzoj.
FUR *kal.,* ~A, ~Ë. 1. E mbyt dike duke e shtrën-guar në grykë me litar a me duar; e var. *E furën në gjumë. E furën në litar.*
*2. fig.* E shtrëngoj shumë dike, e detyroj me force të bëjë diçka, ia vë litarin në fyt.
3. *vet. veta Hl(menjItrajtetëshkurtërtë p ë r e mr i t v e t or në r. kallëzore).* Me shtrë-ngon e me mundon shumë diçka. *Efuri shumë kjo punë.*
FURACIK,~E *mb.* 1. Që hyn a vete diku pa qenë i ftuar.
2. *fig.* Që përzihet kot në punët e të tjerëve, që fut hundët kot në një çështje. *Njeri furacak.*3. *Pird. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
FURAN,~E *mb.* 1. Që i vihet punës me tI gjitha forcat, që e nis me vrull diçka. *Djalë furan.* 2. *Pird. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
FURATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Degë e hollI, e gjatë dhe e drejtë e një druri; purtekë që përdoret për të shkundur pemët. *Puratë plepi. Shkund ullinjti me furatë.*
FURÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Përdorëse me qime të dendura e të ashpra, më të cilën pastrojmë, lyejmë a fshijmë diçka. *Furçë rrobash. Furçë dhimbësh. Furçë këpucësh. Furçë rroje. Furçë gëlqereje. Pastroj (lyej,fshij) me furçë.*
2. *tek.* Vegël a diçka tjetër që ka formën e kësaj përdorëseje; vegël në një makinë elektrike, që bën kalimin e rrymës nga pjesët rrotulluese në ato të pa-lëvizshme. *Furçë thëngjilli (karboni). Furçë kontakti.*
• I dha nje furçë e lavdëroi për t'i bërë qejfin, i bëri një lëvdatë për ta marrë më të mirë, për t'ia hedhur etj.
FURDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Flugë. *Furde pishe. Çati me furde.*
2. Send pa ndonjë vlerë, mbeturinë që hidhet tej; rraqe.

3. *fig.* Vajzë a grua që nuk ka qëndrim të mirë moral; lavire.
*it* U M furde u dobësua shumë, u tret, u be gisht.
FUREM i *vetv.* 1. Mbytem me litar a me diçka tjetër që ms shtrëngon a me zë grykën; varem në litar. *U fur në lak. U fur me ujë.*
2. vef. *veta III (me një trajtë të shkurtë r tëpëremrit v e t o r në r. dhan o r e).* Me mbetet diçka në grykë, me ngec në fyt. mbytem. *Iufur buka.*
3. *Pës. e* FUR.
Iu fur shpirti u mërzit shumë, i ka ardhur shpirti në majë të hundës.
FUREM n *vetv.* 1. Hyj menjëherë diku, futem me rrëmbim; rrasem. *U fur drejt e në dhomë.*
2. *fig.* I sulem dikujt a diçkaje; i turrem me vrull një pune a diçkaje tjetër. *la furën armikut. I furem punës. lu fur gjithë inat.*
FURFULE,~JA . *bised.* 1. Erë e ftohtë që fryn ne dimër me rrëmbim, murlan. *Fryn furfuleja.*
*2. vet. sh.* ~, ~TË. Ashkla që dalin gjatë zdrugi-mit. *Mbtedh furfule. E ndezin zjarrin me furfule.*
3. *fig.* Njeri mendjelehtë.
FURl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. edhe *fig.* Vrull i fu-qishëm që shpërthen në mënyrë të papërmbajtur e që zgjat shumë; force e madhe që vepron me shpejtësi e që përlan çdo gjë që gjen përpara; turr i fuqishëm; tërbim. *Furia e shiut (e erës). Furia e luftës. Furia e ndjenjaVe (e zemërimit). Shpërtheu (buçiti, sulmoi) me furi. U hodhën me furi mbi armikun.*
*1. kryes. sh.* Erë shumë e forte që fryn me rrëmbim të madh; stuhi, furtunë. *Furitë e motit.*
FURISHËM *ndajf.* Me vrull të madh e të papërmbajtur, me tërbim, me fun. *Fryn furishëm. Shpërthen furishëm. Sulmoi furishëm. hie furishëm.*
FURISHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që Vepron me vrull të madh e të pandalshëm; shumë i rrëmbyeshëm;
që shpërthen me furi, që bëhet me furi. *Eri tfurishme. Lumë i furishëm. Shi i furishëm. Sutm i furishëm- Duartrokitje të furishme. Ndjenja H furishme.* 2. I papërmbajtur (për njerëzit). *Trim i furishëm.*
FURKAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Shkop i trashë e i gjatë me një bigë në majë që shërben për të mbajtur degët e një peme që të mos thyhen ose për të mbajtur njërën anë të barrës kur ngarkojmë kafshët; bigaçe, ngarkaçe. *Furkaçet e ftonjve (e hurmave). I vë furkaçe. Mbaj anën me furkaçe.*
2. Furkë e vogël për të tjerrë lesh etj. *Vuri furkaçen në brez.*
FURKATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vajzë a grua që tjerr leshin me furkë.
FURKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkop i trashë e i gjatë me një bigë në krye, që shërben si mbështetëse për diçka; bigë, mbajtëse. *Furkë mbajtëse. Furkat e pjergullës. Furkat e kasolles. Furka e vegjës. I Vë një furkë. E mbaj me furkë.*
2. Shkop me bigë në majë, ku vihet shtëllunga e leshit a e pambukut për ta tjerrë. *Furkë leshi. E tjerr në furkë.*
3. *krahin.* Sfurk. *Furkë druri (hekuri). Furkë për bar.*
4. Secila nga shtyllat kryesore prej druri, të nguluxa në tokë në çdo qoshe të kasolles a të shtëpisë së ulët, mbi të cilat hidhen trarët anësorë të çatisë. *Shiëpi me furka. Vë furkat.*
U be furkë u dobësua shumë, u be shkop. I ikën furkat luajti mendsh, u prish nga mendtë. E nxori në furkë *diçka* ua bëri të njohur të gjithëve, nuk e mbajti të fshehur. Del si boshti para furkSs *shih te* BOSHT,~I.
FURKËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog. e* FURKË,
2. *usht.* Largesa midis vendeve të rënies së dy pre-dhave të artilerisë, që llogaritet për të saktësuar go-ditjen, duke ndryshuar të dhënat e shënjestrës. *Fur-këz e madhe (e vogël).*
FURKULlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pirun.
FURMAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Bërxhik. *E mat me furmaçe.*
FURNELË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pajisje për të zier a për të skuqur gjellët, që punon me lëndë djegëse të lëngshme, me gai ose me rrymë elektrike. *Furnelë elektrike. Furnelë me vajguri (me gaz). Vë tenxheren mbi furnelë.*
FURNITOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Furnizues. *Fur-nitori i ndërmarrjes.*
FURNIZIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeVe FURNIZOJ, FURNIZOHEM.
*Furnizimi i mallrave. Furnizimi i ndërmarrjes (i koo-peratTvës bujqësore). Dega e furnizimit.*
*2. përmb. bised.* Mallrat e ndryshme e sendet e ne-vojshme, më të cilat furnizohet një ndërmarrje për të plotësuar kërkesat e punës ose një dyqan për t'i shitur. *Erdhi furnizimi.*
FURNIZOHEM *vetv.* 1. Marr mallra të ndryshme e sendet e nevojshme për punë ose për tregtim. *Fur-nizohen çdo të shtunë.*
2. *Pës. e* FURNIZOJ.FURNIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I jap dikujt mallra të ndryshme e sendet e nevojshme për punë ose për tregtim. *Furnizoj popullin. Furnizoj ndërmarrjen. E furrtizojnë rregullisht (pa ndërprerje). Furw'zon (do javë.*
FURNIZtES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që merret me furnizimin e një ndërmarrjeje a të një dyqani.
2. *tek.* Pajisje a pjesë e një mekanizmi, që shër-ben për të çuar sendin që prodhohet a diçka tjetër atje ku duhet. *Furnizuesi ifurrës. Furnizuesi ifishekëve.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Ndërmarrje furnizuese. Gypi furnizues.*
FURQETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Karficë për të mbajtur llokët. *mban flokët me furqeta.*
*2.* Shtizë e gjatë për të thurur çorape a triko me dorë. *Punort me furqeta.*
': FURTUNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Erë e fuqish-me, që shoqërohet zakonisht me shi të rrëmbyer, me breshër a me dëborë të dendur; erë e forte që fryn në det kur është kohë e keqe; shtrëngatë, stuhi. *Fur-tunë e madhe. Fortune me bore. Ditë me furtunë. Filial (shpërtheu) furtuna.*
*2. fig. shih* STUHI,~A 4. *Furtuna e revolucionil (e luftës). Furtuna e krizave (në vendet kapitaliste). Përballon (mposht) furtunat. Kaloi edhe një furtunë.*
3. *përd. mb.* Shumë i shpejtë e i shkathët. *Djali ishte furtunë.*
\-*k* Bëri furtunë (tufan) shkaktoi tronditje të madhe, përmbysi, shembi diçka. U be furtunë (tufan) a) iku shumë shpejt, u be erë; b) u deh tej mase, u be tape; c) i.u be si i shkalluar, u egërsua shumë, u tërbua. Iku (erdhi, kaloi) si reja me furtunë (me breshër) *shih te* RË,~JA i. Kush mbjell erën do të korrë furtuiiën (stu-hfoë) *libr. fj. u. shih te* MBJELL.

FURUVEJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kuku-vajjkë.
FURRACË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Mashë me bisht të gjatë, që ka në krye një gjysmërreth të kthyer dhe që përdoret për të mbledhur ose për të hapur pru-shin e zjarrit në furrë.
2. Bukë misri e gatuar me ujë të valuar. *Pjek fu-rraca.*
FURRARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Bukë e madhe, që piqet në furrë.
FURRË,~A *sh.* ~A, ~AT. I. Ndërtim i veçantë në trajtën e një kubeje, që është e zbrazët përbrenda, ku piqen bukët; ndërtesa me një vend të tillë të veçantë e me disa pjesë plotësuese, ku çohen byrekët, tavat, ëmbëlsirat etj. për t'u pjekur. *Furrë buke. Furrë pjekjeje. Çoj tavën në furrë.*
*2. bised.* Sasia e bukëve etj. që piqen njëherësh në një vend të tillë. *Dhjetë furra bukë.*
3^ Ndarje e veçantë në një sobë zjarri a në një stufë kuzhine, në të cilën futen tavat për lë pjekur gjëra të ndryshme ushqimore; ndarje e veçantë në një sobë a në një stufë, ku ndizet zjarri. *Furra e sobës (e stufës). E vë në furrë. E nxjerr nga furra. Hedh dru në furrë.*
4. *tek.* Ndërtim i veçantë dhe i mbyllur për të shkrirë minerale, për të nxjerrë a për të përpunuar lëndë të ndryshme që kërkojuë temperature të lartë. *Furrë termike. Furrë elektrike. Furrë e lartë* furrnaltë. *Furrë shkrirjeje. Furrë çeliku (gize). Furra e tharjes.*
*Furrë gëlqereje. Furrë tullash (t)egullash). PirpunoJ (shkrij) në furrë.*
5. *përd. mb.* Shum4 i nxehtë; që ka zjarrmi te madhe. *Është furrë djali. Ishte furrë dita dje.*
• U be furrë *dikush* u nxeh, u inatos shumë. E bëri furrë *diçka* e dogji krejt, e bëri shkrumb e hi. Kemi ngrënë një furrë bukë (një thes kripë, një barrë kripë, një hambar miell) bashkë njihemi prej kohësh, punojmë prej kohësh së bashku; jemi sho-kë a miq të vjetër. I nxjerr si simitet nga furra *shih te* SIMITE,~JA.
FURRËBUBËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Nusja e lalës, bukla.
FURRlK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Vend i përgatitur me kashtë ose me bar, ku shpendët shtë-piakë bëjnë vezët dhe çelin të vegjlit e tyre. *Furriku i pules (i roses, i patës). Furriku i klloçkës. Bën furrik. Zëfurrikun. Rri në furrik.*
2. Veza që vihet në këtë vend që të shkojë pula, rosa etj. për të pjellë, qokë. *E theu furrikun.*
3. *fig.* Qoshe e ngrohtë a vend i rehatshëm që zë dikush, strehë e rehatshme. *Ka zënë furrik të mirë.*
*4.* Sipërfaqe shumë e vogël, pëllëmbë. *Një furrik vend. "*
FURRNALTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Furrë e madhe e pajisur zakonisht me një oxhak të gjatë, ku shkrihen minerale të ndryshme në temperature shumë të lartë. *Furrnaltë hekuri (çeliku).*
FURROHET. *Pës. e* FURROJ.
FURROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Pjek në furrë diçka; e pjek në zjarr të forte dhe e djeg.
2. *fig.* Shtyj a nxit dike për të bërë një punë të keqe, e ndez.
FURRTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mjeshtër që pjek bukë, byrekë, tava etj, në furrë; bukëpjekës.
2. *tek.* Punëtori që punon në një furrë për shkrirjen e mineralit, për të nxjerrë ose për të përpunuar lëndë të ndryshme.
FURRTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Lloj kandrre si brumbull, Zakonisht e zezë ose e kuqë-rreme, që rron nëpër shtëpi e në vende ku mbahen ushqime dhe del natën për të ngrënë mbeturinat e ushqimeve; zhuzhull. *Furrtarja e zezë. Furrtarja e kuqe (kuqaloshe). Kane dale furrtare. Zhduk furrtaret.*
FUSTAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1, Veshje e sipër-me grash e vajzash, prej basme ose prej cohe a stofi të hollë, me mëngë ose pa mëngë që qepet njëש dhe mbulon gjithë trupin deri te gjunjët ose deri te këmbët. *Fustan i ri (i bukur). Fustan basme (stofi). Fustan ( mëndafshtë (i leshtë). Fustan i gjatë (i shkurtër). Fus-tani i nusërisë. Fustan me pala.*
*2.* Fustanellë.
3. *fig. bised.* Femër (vajzë a grua). *Shkonte pas fustaneve.*
4. *krahin.* Fund grash e Vajzash.
FUSTANELLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *etnogr.* Pjesë e kostumit kombëtar shqiptar për burra, si fund prej pëlhure të bardhë e me shumë pala, që mbahej si-domos në Shqipërine e Jugut e që sot përdoret nga vall-tarët popullorë. *Fustanella pala-pala. I hapej fustanella.*FUSTË,~A I . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fund i gjerë. grash a vajzash, fund. *Vesh fustën.* 2. Këmishë e brendshme për gra ose për vajza.
FUSTË,~A II . *sh.* ~A, ~AT *Vjel.* Lloj barke e shpejtë, që përdorej për qëllime luftarake.
FUSHAK,~ U m. *sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Shul. *Fushaku i derës (i dritares). I vë derës fushakun.*
FUSHALOG,~GU m. *sh.* ~GJE, ~GJET. Vend i rrafshët e i hapur, vend fushë, fusharake; shesh. *Fushalog i gjatë.*
FUSHAMIRË,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *arb.* Bari •dhensh.
FUSHAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Fusharak.
FUSHARAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që jeton e punon në vende fushore ose ai që e ka prejardhjen nga një krahinë fushore. *Malësorë e fusharake.*
FUSHARAK,~E *mb.* 1. Që jeton a punon në vende fushore ose që e ka prejardhjen nga një kra-Tiinë fushore. *Fshatar fusharak.*
*2.* Që shtrihet a është në fushë, që kalon nëpër fusha, fushor. *Fshat fusharak. Udhë fusharake.*
3. Që është tipik për krahinat fushore dhe për ba-norët e tyre. *Natyrë fusharake. Jetë fusharake.*
FUSHARAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* FUSHARAK,~U.
2. Vend i rrafshët e i hapur. *Fusharaket e fshatit.*
FUSHATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Veprimtari a punë e gjerë që bëhet gjatë një kohe të caktuar për të plotësuar një detyrë ose përpara ngjarjeve me rën-ndësi politike etj. *Fushatë propagandistike. Fushata e zgjedhjeve. Fushata e pajtimeve në shtyp. Fushata e mbjelljeve (e korrjeve, e shirjeve). Fushata për të dhënë llogari e për zgjedhje. Punë me fushata.*
2. Ekspeditë që b;het me forca të mëdha ushtarake,ekspeditë ushtarake. *Fushatat e osmanllinjve kundër Shqipërisë.*
FUSHATIZËM,~MI *m. libr., keq.* Përpjekje për t'i zgjidhur detyrat e mëdha jo me një punë sistemati-ke e të pandërprerë, por me fushata të përkohshme (metode pune e gahuar që në thelb i lë problemet të pazgjidhura). *Shfaqje të fushatizmit. Lufta kundër fushatizmit.*
FUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i rrafshët, i hapur a i gjerë në natyrë, pa male e pa kodra dhe zakonisht pa pyje; hapësirë natyrore e sheshtë. *Fushë e gjerë (e madhe, e hapur). Fushë e ulët (e lartë). Fushë pjellore. Fushë e punuar (e mbjellë). Fusha e Myze-qesë (e Shtoit, e*

*Korçës, e Elbasanit). T'u bëftë pushka top e mali fushë! ur.*

*2.* Cope toke e rrafshët dhe e kufizuar, që shërben për veprimtari sportive, ushtarake etj. dhe që ka pa-jisjet e nevojshme për këtë; shesh. *Fushë sportive. Fushë futbolli (basketbolli, volejbolli, tenisi). Fushë aeroplanësh. Fusha e stërvitjes.*

3. Vendi ku zhvillohen veprime luftarake etj. *Fusha eluftës (e betejës).*

4. Pjesë toke që përmban lëndë të ndryshme mi-nerare ose burime natyrore. *Fushë qymyrgurore (vaj-gurorë, naftëmbajtëse). Fushë shfrytëzimi. Fushat e naftës (e gazit).*

5. Sipërfaqe mbi të cilën bëhet ndonjë figure. *Fusha e një pikture. Fusha e qilimit. Fusha e stemës (e me-daljes). Fusha e ores.*

6. *fiz., filoz.* Një nga trajtat kryesore të qenies së materies në hapësirë ose në një pjesë të saj, që nuk ka masë prehjeje dhe që shfaqet në tipe të ndryshme. *Fusha elektromagnetike. Fusha bërthamore. Fusha e gravitacionit. Fusha e bashkëveprimeve të dobëta. Lënda dhe fusha.*

7. *fig* Lëmë i veprimtarisë së njerëzve; sferë e veprimit të diçkaje. *Fushë veprimi. Nëfushën e ekono-misë (e shkencës, e arsimit...). Në të gjitha fushat.*

8. *muz.* Hapësira midis dy vijave të pentagramit. *Fushat e pentagramit.*

*9.* Vendi Zakonisht mbi tryezë, ku hidhen letrat e bixhozit ose gurët e një loje tjetër; *përmb.* tërësia e letrave që mbeten mbi tryezë gjatë lojës. *Marr (ngre) nga fusha. E mori (e mblodhi) gjithë fushën.*

• Në fushën e mejdanit *vjet. shih te* MEJDAN, ~$I_2$- Fushe me mina *shih te* MINË,~A. Fusha e nderit *lart. shih te* NDER,~I. Në fushën e nderit *shih te* NDER,~I. Fushë pamjeje (fusha e pamjes) fushëpamje. Fushe (kamp) perqendrimi *shih te* PËR-QENDRIM,~I. U be fushë (tape, thumb, xurxull...). *shih te* BËHEM. E bed fushë *diçka* ia mori të gjitha gjërat; e vodhi krejt. Del për fushe (në fushe) zbulohet, del në shesh. Mori fushat *shih te* MARR. E nxori (e qitl) për fushe (në fushë) *diçka* e zbuloi diçka, e nxori në shesh. E bëri fushën (sheshin) breg *mospërf. shih te* BREG,~U. Ia bëri fushe (shesh) me lule *diçka* ia paraqiti të lehtë e të bukur diçka që s'ishte e tillë. I ben malet fushë *dik ush shih* reMAL,~I. Gjetifushë (shesh) të lire *dik ush shih te* LIRE (i,e). Është fushë nga mendtë (nga koka) është i metë nga mendja, ka shumë të meta mendore, është fare bu-dalla. E ka gojën fushë i kanë rënë të gjithë dhëm-bët, s'ka asnjë dhëmb në gojë. E ka kokën fushë është pa ftokënë kokë, është bërë fare tullac. I lë fushe (shesh) të lire *dikujt a diçkaje shih te* LIRE (1, e). E presin natën në fushë flenë përjashta. Ku është fushë b&het breg. “. vështirësi mund të lindin, kurdo-herë mund të dalin pengesa. S'ka fushë pa breshkë *fj. u. shih te* BRESHKË,~A. Fusha ka sy e mail (pylli, gardhi, muri) ka veshë ;'. *u.* çdo gjë që të bësh e të thuash merret vesh.

FUSHËGROPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i rrafshët e i rrethuar me kodra e male, fushë e vogël që ndodhet në një vend si grope; vend i thellë a grope e madhe në tokë, me shpate të thepisura në të gjitha anët.

2. Ultësirë.

FUSHËPAMJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *libr.* Fusha e pamjes që arrin të rrokë njeriu me sy ose me ndonjë Vegël. *Fushëpamje e gjerë.*

FUSHËTIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fushë e vogël që ndodhet në një vend kodrinor a malor. *Fu-shëtirat e bjeshkëve.*

2. Luginë. *Fushëtirat e lumenjVe.*

FUSHIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes FUSHOJ.

2. *usht.* Dalja nga kazermat dhe qëndrimi i për-kohshëm i trupave në vend të hapur; stërvitja që zhvi-llohei me trupat jashtë reoartit. *Ishin në fushim.*FUSHK,~U m. Palca e shtogut a e ndonjë druri tjetër. *rtxjerr fushkun.*

• Fushk në doshk fjalë e kotë që nuk zë vend, gjepur.

FUSHKËT (i,e) *mb.* Që mund të epet, i epshëm,i p4rkulshëm. *Trup i fushkët. Degë e fushkët.*

FUSHKl,~A . *sh.* ~. ~TË. Fushnji.

FUSHNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fushë e gjerf dhe e hapur; vend i madh dhe i gjerë fushor.

FUSHNJI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Plehu i bagëtive të imëta.

2. Vend i plehëruar nga bagëtitë e imëta në një kullotë.

FUSHOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. edhe *kal. Usht.* Dal për fushim, nxjerr trupat për fushim. *”-shuan trupat. Fushonte i tërë reparti.*

*2.* Vendosem e qëndroj përkohësisht në një vend ose në një shesh duke ngritur çadra etj. për t'u çlo-dhur gjatë një udhëtimi bashkë më të tjerë, gjatë një ekspedite shkencore, në një ekskursion etj. *Fushuan në malin e Dajtit.*

FUSHOR,~E *mb.* 1. Që është fushë; që shtrihet në fushë a që kalon nëpër fusha. *Fshat fushor. Koo-perativë fushore. Vend fushor. Krahinë fushore. Rrugë fushore.*

2. Që ka të bëjë me vendet që shtrihen në fushë; që lidhet me fushën, që i përket fushës, i fushës. *Punime fushore.*

3. *usht.* Që është i përshtatshëm për zonat e fushës, që vepron në fushë; që vepron në kushte fushimi, i fushimit. *Artileria fushore. Top fushor. Spital fushor. Shtabi fushor. Posta fushore. Kuzhinë fushore.*

4. Që ka të bëjë me vende që shtrihen jashtë qy-teteve. *Kërkime (studime) fushore.*

FUSHORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Vend i rrafshët e pak i hapur; fushë e vogël.

FUSHQETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që i vi$_n$te zjarrin fushqetës, ai që ishte caktuar të hidhte fushqeta.

FUSHQETË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Fishek-zjarr që hidhej natën lart në ajër për t'i dhënë një shenjë të caktuar dikujt ose për të ndriçuar. *Fushqetë e kuqe. Shpërthyen fushqetat.*

FUSHTAGË,~A *sh.* ~A, ~AT. Shtagë. *Fush. tagë peme.*

*-k* I vuri fushtagën *dikujt* e përzuri dike, i vuri drunë.

FUSHUJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fushë që mban ujë a lagështirë; tokë e punueshme që e ruan vlagën. *Fushuja e bën shumë misrin.*

FUT,~I *m. sh.* ~, ~ËT. Masë.gjatësie e barabartë me 30,5 centimetra, këmbë.

FUT (FUS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E shtie a e vë diçka brenda në një vend (në një orendl, në një vend tjetër të mbyllur); e shpie dike a diçka në një vend të mby-Ilur,të rrethuar, të mbrojtur a të fshehtë; *kund.* nxjerr, qit. *'I futi fshehurazi. E futi në sirtar. I futi rrobat në dollUp (në valixhe). I futi librat në raft. I futi në kasolle (në yathë). E futën në burg. E futi në këllëf (në kuletë, në çantë, në arkë, në kuti, në qese, në thes). Fut në*

*xhep (në gji, në gojë). E futën drithin në hambar. I futi dhentë në vathë. E futi nga dera (nga dritarja).*
*2.* E zhyt në ujë etj., e kredh diku në thellësi; *kund.* nxjerr. *E futi në ujë (në liqen, në pus). E futi në baltë. I futi këmbët deri në gju.*
3. Ngul në tokë a në një trup; e shtie diçka në një vrimë a në zbrazëtinë e një sendi; vë. *E futi gozhdën thellë. E futi hurin në tokë. I futi një gjilpërë në trup. la futi thikën. la futi thonjtë. E futi qafën në zgjedhë. Fut krahun në mëngë. Fut dorën në qyp. Fut çelësin në derë. Fut gishtin në unazë (unazën në gisht). I fut tapën shishes.*
4. edhe *fig.* Bëj që të hyjë e të zërë_ vend midis nje-rëzve a sendeve; bëj që dikush të ndërhyjë për diçka. *E futën në mes. Futi ndërmjetës (dorëzanë).*
5. Hedh diçka në një gjë tjetër, shtie. *futi ujë Veres. I fut kripë (piper) gjellës.*
6. *fig.* Bëj që ta njohë e ta kuptojë me thellë diçka ose të ketë të qartë thelbi"n e një çështjeje; bëj që të marrë vesh diçka të fshehtë a të panjohur; e bëj të rrahë diçka në mendje, e Zhyt. *E futi në thelbm e çështjes. E futi në mendime të thella.*
7. *fig.* Bëj që të hyjë thellë e të zërë vend diku, bëj që diçka të kuptohet e të përvetësohet mirë nga dikush. *Futën idetë e Partisë në masat e gjera punonjëse. la kafutur në gjak. la futi në kokë. E kanë futur në jetën e përditshnte.*
8. *bised.* Vendos një arnë, një cope *eij.* në një rrobë, në këpucë etj.; vë, hedh. *futi një arnë këmishës. U futi gjysma këpucëve.*
9. Vë mënjanë para, prodhime, ushqime etj. dhe i ruaj për t'i përdorur me vonë ose për një qëllim të caktuar, shtie në shtëpi; jap një sasi të hollash bashkë më të tjerët për një qëllim të caktuar; vë. *I futën za-hiretë e dimrit. Futën nga njëqind lekë secili.*
10. Vë dike në një punë, e caktoj në një detyrë; e bëj anëtar të një organizate, e pranoj të marrë pjesë diku; *kund.* heq, nxjerr, përjashtoj. *E futi në punë (në shkollë). E futi djalin në zanat. E futën si kujdestar. E futën në parti (në organizatën e rinisë). E futën në kategorinë e pare.*
11. *fig.* E përfshij brenda diçkaje, e vë a e shtoj diku; *kund.* heq. *E futën në rendin e ditës. E futi në listë. Nuk e kanë futur në këtë nutnër të revistës.*
12. *fig.* E shpie dike në nie gjendje të caktuar; bëj që dikush a diçka të vijë në një gjendje të veçantë; i kail dikujt një ndjenjë etj. *I futi rië grindje (në sherr).. E futi në kurth (në grackë, në kllapë). E futi në beta. I futi frikën. E futi në merak* e merakosi. *I futi të drl-dhurat.*
13. *bised.* Veproj shpejt me një mjet, kryej një punë a një veprim me një mjet; i heq, i shkoj; vë diçka në një makinë ose në një aparat që të punohet a të përpunohet. *la futi me kazmë (me shat)* e gërmoi shpejt e shpejt. *futi një kosë* e kositi një here. *la futi me fshesë oborrit* e fshiu shpejt e shpejt. *futi një përdaf murit* e sheshoi murin me përdaf. *futi një të larë me makinë. E fut në vegjë (në tezgjah)* e punoj me vegjë. *E futi në makinë.*
14. *bised.* I bie me diçka, e godas fort; i jap, ia këput; i vë. *la futi me pëllëmbë (me shkelm, me kokë). Iafuti surratit (turinjve). I futi një dru të mirë* e rrahu shumë. *la futi me pushkë* e vrau. *Ia futi vetes* vrau veten (me një armë). *futi një të share. Ia futi n]S Vulë(njëfirmë).*15. *fig* Bëj që dikush të nisë e të veprojë ose të marrë pjesë në diçka; hedh, vë. *E futi në veprim (në lëvizje). I futi trupat në luftë. E futi në garë. E futi në valle* e bëri të marrë pjesë në një punë. *E futën nusen në magje* evunë të gatuajë bukë etj. *Efutën në avlëmend* e vunë të punojë në avlëmend.
16. *fig. bised.* Nis diçka, e përdor a e vijoj më tej; vë; *kund.* heq. *E futi rakinë (duhanin). E fut në për-dorim (në qarkullim).*
17. *bised.* Flas në një fare mënyre; them diçka; flas kot; kryej diçka në tym. *la futi qorrazi (në tym, në erë). Mas iafut kot!*
18. *bised.* Ha ose pi diçka me një frymë a me shu-micë; bëj diçka që me kënaq. *la futi një pilaf (nja dy pjata gjellë). I futi nja dy gota raki (nja dy shishe birrë). la futi një gjumi të mirë* fjeti mirë e mirë.
19. *bised.* Iki më të shpejtë e si të mundem, Çaj diku *la futi fushës (pyllit, rripave). la futën përpjetë (tatëpjetë).*
20. *jokal. Met. veta III. bised.* Bie me shumicë (për reshjet); fryn papritur, me force (për erën etj.). *la futi një shi (një bore, një breshër). la futi një erë.*
E fut (e lë) në arkiv *libr. shih tek* ARKIV,~I. E futi (e vuri, e sh.tiu) në bigë *dike shih te* BIGË, ~A. E futi (e vuri) në brazdë *shih te* BRAZDË,~A. E futën (e rrasën) brenda *thjeshtligj. mospërf. shih te* BRENDA. Fut (shtie) cita (fite, fltila, fitme, kalla, kunja, spica) e shtyn, e, nxit dike për të bërë një punë të keqe, e shtyn (like me qëllim të keq kundër një tjetri. S'e fut (s'e vë, s'e shtie, s'e shkruan, s'e ka) në defter *dike a diçka* edhe *poh. shih te* DEFTER, ~l. E futi në dollap *shih te* DOLLAP,~I. Fut duart *diku keq.* ndërhyn, merr pjesë në një punë, në një çështje etj. që s'i takon. E futi (e shtiu) në dorë *dike a diçka shih te* DORË,~A 4. la fut dushk *thjeshtligj. shih te* DUSHK,~U. I futi flakën (zjarrin) i futi grindjen, e përçau. I futi (i kalli) flamën (murtajën) *dikujt a diçka} e thjeshtligj. shihte* KALL. Fut (vë) në fre *dike shih te* FRE,~RI i. I futi (i vuri) gërshërën *shih te* GËRSHËRË,~A. Fut gishtin *diku shih te* GISHT,~I. la ka futur në gjak *diçka shih te* GJAK,~Ui. Fut gjemba *shih te* GJEMB,~I. I futi gjilpërat *dikujt shih te* GJIL-PËRË,~A. Fut hundët (hundën, turinjtë) *në diçka keq.* ndërhyn në një çështje që s'i takon, përzihet në një punë, në të cilën nuk duhet të përzihet. E futi në ka-llëpe *shih te* KALLËP,~I. 1 fut (gjërat) në kallëpe *shih te* KALLËP,~I. E futi (e vuri) në kattor *dike libr, shih te* KATROR.~I. la fut katundit *thjeshtligj. shih te* KATUND,~l. Fut (vë) këmbët (këmbën) *diku shih te* KËMBË,~A. I futi krimbin *dikujt shih te* KRIMB,~I. E futi (e vuri) në lesë *dike shih te* LESË, ~A. la fut (ia shtie) në (ndër) mend (në mendje) *diçka shih te* MEND,~TË. I futi (i shtiu) mizat (xixat) *dikujt* e shtyu, e nxiti dike për diçka; i ngjalli një dëshirë të forte a një shqetësim për diçka. S'e fut (s'e vë, s'e zë, s'e shtie) në numër *shih te* NUMËR, ~RLEfuti(e vuri)në pushkë *dike shih* fePUSHKË,~A. Fut pyka *shih te* PYKË,~A 3. Futi qafën *d ik u shih te* QAFË,~A. E futi (e vuri) në sirtar *keq. shih te* SIRTAR, ~I. E futi nën sqetull *dike shih te* SQE-TULL,~A 4. E ka futur (e ka vënë) në shënjestër *d i -k ë shih* E ka vënë në shenië *te* SHENJË,~A. E futi në shtrungë *d i k ë shih te* SHTRUNGË,~A. E futi nI thekër *dike shih te* THEKËR,~RA. Efut në njëthes (me një tjetër) *shih te* THES,~I. E futi (e sbtiu) në thes (në grackë, në kutth, ne lak, në Ulapë) *dike shih te*
SHTIE. Nuk futi (nuk shtiu) gjë nI thes *shih te* THES, ~1.1 futi (i ngnli) thonjtë *dikujt keq. shih te* THUA,

THOI3. E futi ndër thonj *dike shih te* THUA, THOIj. I futi thumba *dikujt shih te* THUMB, ~I7. E futi (e shtiu, e vuri) në valle *dike shih te* VALLE,~JA5. E futi (e vuri) n6 vatM *dike shih* te VATHË,~A. I futi (i shtiu) yeremin *dikujt* a) e hidhëroi shume dike, c futi në dëshpë-rim të madh; b) e mërziti shume dike, ia plasi shpirtin dikujt. la futi (ia shtiu) në vesh *diçka shih te* VESH, ~I. I futi (i hoqi, i vuri) vizë (vijë) *dikujt a diç-kaje shih te* VIZË,~A. E futi nëptr xibërrishta *dike shih te* XIBËRRISHTË,~A. E firt (e vë, e reaj) në xhep *shih te* XHEP,~I. E futi në xhep *dike shih te* XHEP,~I. Të fut ndër xhepa *shih te* XHEP,~I. E futi në zdrukth *dike shih te* ZDRUKTH,~I. Fut (vë) duart (dorën) në zjarr (në prush) për *dike shih te* ZJARR, ~I. I ka futur duart deri në bërryl *keq. shih te* BËRRYL,~I. E futi (e vuri, e Shtiu) në dhe (në varr) për së gjalli (të gjallë) *shih te* VARR,~I. Sa t'i futësh gishtat në sy *shih te* SY,~RI. Ua futi një grusht miza *shih te* GRUSHT, ~I. Nuk e fut dot në grykën e pushkës *shih te* GRYKË,~A. I futi (I hodhi) një gur në shollë (në opingë, në këpucë) *dikujt shih te* GUR,~I. Futi (vuri) kokën në gërshërë *shih te* GËR-SIlËRË,~A. I futi lugët në kosh *shih te* LUGË,~A. Ia futi (ia shtiu) pleshtat në vesh *dikujt shih* te PLESHT,~I. Fut (shtie) shejtanin (djallin) në shishe *shak. shih te* SHEJTAN,~I. I fut (i vë) shkopinj në rrota *shih te* SHKOP,~I.I futi (i nguli) thikën prapa shpi-ne (prapa kurrizit, prapa krahëve) *shih te* KURRIZ,~I. Fut ujkun në vathë *shih te* VATHË,~A. Fut zjarrin në kashtë *shih te* KASHTË,~A. Futi (soli!) zjarrin (në sfatëpi) *shih te* ZJARR,~I. Mos e fut në hambar pa e shoshitur . *u. shih te* SHOSHIT. Ia futi (ia vuri, ia shtiu) të dyja këmbët në një këpucë (në një opingë) *dikujt shih te* KËMBË,~A. SMi ku të futë (të vërë) kokën ka shumë halle e telashe sa nuk di ç'të bëjë me pare. E futi (e kaloi, e shkoi) n£ vrimë të gjilpë-rës *dike shih te* GJILPËRË,~A.

FUTBOLL,~I *m.* Lojë me top ndërmjet dy sku-adrave me nga njëmbëdhjetë lojtarë, në një fushëtë kufizuar që ka dy porta, ku lojtarët përpiqen ta futin topin duke e gjuajtur me kembë a me kokë. *Ndeshje futbolli. Top futbolli. Fwshë futbolli. Skuadër futbolli. Kampionati kombëtar i futbollit. Luaj futboll.*

FUTBOLLlST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Lojtari që luan futboll. *Futbollistët e skuadrës "Partizaniy>.*

FUTEM *vetv.* 1. Hyj në një vend të mbyllur, të rrethuar, të mbrojtur a të fshehtë; depërtoj e ven-dosem diku. *U fut me zor (me force, fshehurazi). U fut në shtëpi (në dhomë, në klasë, në stadium). V futën në pyll. Futem në shtrat. U futën nën urë (nën strehë). Fut em në coder. U futën lopët në are (në jonxhë). U futën në qytet (në kështjellë, në fshat, në prapavijat e armikut). U fut në ujërat tokësore* (për anijen). 17 *fut në hapësirën ajrore* (për aeroplanin).

2. Zhytem në ujë, kridhem diku në thellësi, hyj; *kund.* dal. *Futem në ujë (në lumë, në del). Futem në baltë (në dëborë). U fut deri në brez.*

3. *vet. veta III.* Ngulet në tokë a në një trup; hyn në një vrimë a në zbrazëtinë e një sendi; vendoset brenda në diçka; e merr, e nxë. *U fut thellë pyka. lu fut plumbi në trup (në mish). lu fut një gjemb në këmbë. U fut tapa brenda.*

4. edhe *fig.* Hyj e zë vend midis njerëzve a sen-deve; ndërhyj për dike a për diçka. *U fut ndërmjet tyre. Futet si pykë. U fut ndërmjetës.*

5. *fig.* Njoh e kuptoj thellë diçka; prek thelbin e një çështjeje; arrij të marr vesh diçka të fshehtë a të panjohur; rrah diçka në mendjen time, zhytem (në mendi'me etj.). *Futem në temë. U fut në hollësira të panevojshme. Futem në bo ten e brendshme të dik uj t.*

6. Hyj në një punë a nis një veprimtari; bëhem anëtar a pjesëmarrës i diçkaje, marr pjesë diku, hyj. *Futem në shkollë. U fut në kooperativë.*

7. *fig.* Bie në një gjendje të caktuar; vij në një gjendje të veçantë; hyj në marrëdhënie të caktuara me dike; me kap a me pushton diçka, me zë. *U fut në borxh* mori hua. *Iu fut frika (dyshimi). Iu fut lak-mia (babëzia). M'u fut të ftohtët* kam të ftohtë.

8. *yet. veta III.* Ulet, bie, fundoset, thellohet. *jtfnë futur faqet (sytë). I është futur gjoksi brenda.*

9. *fig.* Tregohem i afrueshëm me dike, afrohem me njerëzit. *Futet shumë në shoqëri.*

10. *vet. veta III fig.* Hyn thellë në mendjen e dikujt, kuptohet e përvetësohet mirë nga dikush (për një ide, një pikëpamje etj.). *Idetë e Partisë Jane futur thellë në masat e gjera punonjëse. I është futur në kokë.*

11. Filloj të marr pjesë në diçka, hyj; yendos e njs të veproj, filloj të merrem me një veprimtari të caktuar, ia hyj një pune, i përvishem diçkaje. *Ufutëm në garë. U fut në valle. Iu futën punës. Iu futën bujqë-sisë (blegtorisë). U fut në vegjë (në tezgjah)* nisi të punonte në vegjë. *U fut në govatë* nisi të lante rrobat. *U fut në magje* filloi,të gatuante bukë etj.

12. Filloj një periudhë të re kohe a moshe; nis një etape të re zhvillimi. *U fut në të pestin (u fut për pesë)* ka filluar moshën pesë vjeç. *U fut në një epokë (nënjëfazë) të re.*

13. *iret. veta III.* Tkurret, mblidhet, zvogëlohet, shlçurtohet (për një pëlhurë, një rrobë etj.). *Është futur m'aft këmisha (nga të larët).*

14. *bised.* Kryej një punë a një veprim shpejt e shpejt me një mjet; i heq, i shkoj; filloj të bëj diçka me një mjet a në një mënyrë të caktuar (edhe *fig.). Iufut me drapër e* karri shpejt e shpejt. *Iufut mefshesë* e fshiu shpejt e shpejt. *Iufut më të mirë* filloi ta marrë më të mirë.

*IS. bised.* Filloj t'i bie a ta qëlloj me diçka; filloj ta godas fort; i hyj. *Iu fut me grushte (me shkelma). Iu fut me dm (me kopaçe)* filloi ta rrihte.

16. *bised.* Filloj të ha a të pi diçka me një frymë a me shumicë; e bëj zakon të ha a të pi diçka vazhdi-misht; e bëj diçka me një frymë e me kënaqësi. *Iu fut byrekut (mishit të pjekur, gjellës, Vezëve, moUëve). I është futur rakisë (duhanit) e s'po e lë dot.*

17. *vet. veta HI bised.* Perëndon. *U fut dielli (hëna).*

18. *Pës. e* FUT.

*k* I futem (i hyj) brenda *diçkaje shih te* BRENDA. U fut dhëndër u martua e jeton së bashku me prindërit e nuses. I është futur ( ka hyrë) në gjak *diçka shih te* GJAK,~Ui. I është futur (i ka hyrë) me gjithë opinga *diçkajeshih tek* OPINGË,~A. Futet (hyn) si pykë *shih te* PYKË,~A. Mos u fut (mos hyr) në atë qull! *shih te* QULL,~I. I futem (i shkoj) në taban *diçkaje shih tek* TABAN,~I. Futem thellë *shih te* THELLË. L fut (hyri) në valle *shih te* VALLE,~JA 5. Futet (hidhet) në flake (në jarr) *shih te* FLAKË,~A. U fut (hyri) në bri te

katrt (te buallit) *shih te* BRI,~RI. I futet detlt me këmbë *shih te* KËMBË,~A. I është futur (i ka hyrë) mirë rollt *libr.* e përvetësoi mirë një detyrë të re; është mësuar me një gjendje të re. Futet pesë para në grosh *shih te* GROSH,~I. S'gjen vend ku të futet (s'i gjen dot vend vetes) *shih te* VEND,~I. Nuk lë vrimI pa u futur *shih te*

LË. Ku futet gjilpëra do të futet dhe peri *fj.u. shih te* PE,~RI.

F0TË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Përparëse grash a vajzash, Zakonisht prej basme. *Futë e bardhë (me Me). Futë dasme.*

*2.* Shami koke e zezë, që mbajnë grate në shenjë zije. *Vëntë futën! mallk. Është në futë* është në zi.

3. *përd. mb.* Shumë i zi. *Ishte bërë futë në faqe* ishte nxirë shumë, ishte vrarë keq në faqe. *V be futë* u nxi me bojë; u nxi (nga një sëmundje a plage).

4. *përd. ndajf.* Shumë (me mbiemrat i zi, i errët). *Nata ishte futë e errët.*

FUTËS,'-I 1 *m. sh.* ~>, ~IT. 1. Punëtori që fut tullat në furrën e pjekjes.

2. *tek.* Pajisje pse pjesë e një mekanizmi që shër-ben për të futur brenda diçka. *Futësi i kapsulës.*

FUTËS,~I n *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Kredharak.

FUTËSAK,~E *mb.* 1. Që përzihet kot në punët e të tjerëve, që fut hundët kudo; furacak. *Njeri fu-tësak.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

FUTËZEZË *mb. vjet.* 1. Që mbanin futa të zeza në shenjë zie; që ishin në zi. *Gra futëzeza. 2. Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.

FUTlZË,~A *sh.* ~A, ~AT. Fundi i koshit të peshkimit.

FUTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve FUT, FUTEM.

FUTORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *shih* FUTË,~A 1. *Lidh futoren.*

FUTUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Grope a e thelluar e vogël; *kund.* e dale. *Të futurat dhe të dalat e murit. Me shumë të futura e të data.*

2. *bised.* Gji i vogël në det, në liqen etj. *V fsheh në një të futur të liqenit.*

3. Futje.

FUTUR (i,e) *mb.* 1. Që është në një skaj ku nuk e shohim, që ndodhet thellë a në brendësi të diçkaje dhe nuk duket ose nuk gjendet lehtë; që ndodhet në mes kodrash a shkëmbinjsh e nuk e rreh era. *Vend i futur. Skutë e futur.*

2. Që ndodhet në thellësi të diçkaje; që është thelluar si grope, i thelluar. *Me sy të futur. Me faqe të futura.*

3. *fig.* Që është i afrueshëm; që ka zotësinë të futet midis njerëzve edhe kur nuk e ftojnë. *Njeri i futur.*

FUTURIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *let., art.* Ai që mbështetet në parimet e futurizmit; përkrahës e ndje-kës i futurizmit.

FUTURIZËM,~MI *m. let., art.* Drejtim tejet formalist e dekadent i fillimit të shekullit XX në le-tërsinë e në artine disa vendeve borgjeze të Evropës, i cili mohoi letërsinë realiste e artin realist të së ka-luarës e të kohës së vet, si edhe çdo trashëgim. kulturor,u ngrit kundër përmbajtjes ideore të krijimtarisë artistike e kundër brendisë kuptimore të fjalës, e trajtoi njeriun thjesht si një mekanizëm e i këndoi së shëmtuarës, duke u përpjekur të krijonte gjoja një “stil” të ri, të ashtuquajturin “artin e së ardhmes”. FUZHNJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që gjuan peshk me fuzhnjë.

FUZHNJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mjet peshkimi në trajtën e një sfurku me bisht të gjatë, me shumë dhëmbë e me gremç në majë. *Gjuajnë me fuzhnjë. E qëllofnë me fuzhnjë.*

F.V. Shkurtim i shprehjes “fjala vjen”. FYÇKË *mb.* 1. Që nuk ka thclb a bukë brenda, që është bosh përbrenda, fyl. *Arrë (lajthi) fyçkë.*

2- *fig-* Që nuk ka mend në kokë, kokëbosh. *Njerl fyçkë. Është fare fyçkë nga mendja.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. + Arrë fyçkë *keq.* njeri mendjelehtë, njeri që e ka kokën bosh.

FYEJ *kal.,* ~VA, ~R. E cenoj, e prek në nder a në seder dike; poshtëroj. *E ka fyer rëndë.*

FYELL,~IXI m. *sh.* ~J, ~JT. 1. Vegël mu-zikore si gyp i hollë e i gjatë, prej druri a prej metali e me disa vrima, së cilës i bien duke i fryrë me gojë. *Fyelli i bariut. Melodi me fyell. I bie fyellit.*

2. *anat., bised.* Eshtër e madhe, e gjatë dhe e drejtë e gjymtyrëve të njeriut a të kafshëve. *Fyelli i këmbes* kërciri. *Fyelli i dorës (i krahut)* eshtra e llërës.

3. *sh.* edhe FEJE,~T. Kanali i brendshëm i diç-kaje të shpuar tejpërtej; vrimë në trajtë kanali. *Pyelli i kockës. Fejet e hundës. Fyelli i veshit.*

4. Send a diçka tjetër që ka trajtën e një gypi të shpuar tejpërtej. *Fyelli i pushkës* tyta. *Fyelli i kazanit të rakisë. Fyelli i sobës. bised.* gypi i sobës. *Fyelli i gjakut. anat., bised.* damari i gjakut.

5. *përd. mb. bised.* I drejtë si fyell. *Trup fyell.*

*6. përd. mb. bised.* Bosh. *Është fare fyell. E ka mendjen fyell.*

7. *pgrd. ndajf. bised.* Shumë (zakonisht me mbiemrin I drejtë). *E kishte shtatin fyell të drejtë.*

Fyell pa vrima *mospërf. shih te* VRIMË,~A. U be fyell u zhvesh krejt, ia hoqën të gjitha gjërat që e mbulonin. I bie fyellit (kavaMt) *shih te* KAVALL, ~I. I bie fyellit në një vrimë *shih te* VRIMË,~A. I shkon pas fyellit *dikujt* vepron sipas qejfit të dikujt, i shkon pas avazit. Shtati pyll e mendja fyell *shih te* PYIX,~I. ^bëhet dasma me një fyell *fj. u.* punët e mëdha nuk mund të bëhen vetëm nga një njeri, por kërkojnë bashkimin e forcave.

FYELLTAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që di t'i bjerë mirë fyellit.

FYER (i,e) *mb.* 1. Që është cenuar në nder, që është prekurnë seder; që është poshtëfuar. *Njeri i fyer. Mbeti i fyer.*

*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. FYERJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FYEJ, FYHEM.

2. Fjalë a qëndrim që të cenon në nder a të prek në seder; ndjenja që provojmë kur na fyen dikush. *Fyerje e rëndë (e madhe).*

FYES,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që fyen dike.

FYES,~E *mb.* Që të cenon në nder a ti prek *nt* seder; poshtërues. *Fjalë fyese. Qëndrim (veprim) fyes. Pyetje fyese. Në mënyrë fyese.*

FYHEM *Vetv.* 1. E ndiej veten të poshtëruar, ce-nohem në nder, prekem në seder. *Fyhet shpejt (lehtë).*

2. *Pës. e* FYEJ.

FYL,~E *mb.* 1. Që nuk ka thelb a bukë brenda, që është bosh përbrenda, fyçkë; i zbrazët. *Arrë fyle. Dru(lis)fyl.*

*2. fig.* Që nuk ka mend në kokë, kokëbosh.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *E kam barkun fyl. Eka kokën fyl.*

FYL *ndajf.* Pa dobi, pa ndonjë vlerë; kot. *Puna e ti] shkoi fyl.*

FYRBË *mb.* Fyl. *Arrë (lajthi) fyrbë.*

FYRLË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Vrimë shumë e vogël. *Gur me fyrla.*

FYRYFYÇKË,~A . 1. Erë e forte dhe e ftohtë. *Fryn (të pret) fyryfyçka.*

*1. keq.* Grua a vajzë mendjelehtë. *E bëri ajo fyryfyçka.*
FYSHTË (i,e) *mb.* I shkrifët. *Bukë e fyshtë.*
FYSHTËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Boshtër.
FYT,~I *m.* 1. Pjesa e sipërme e gypit, nëpër të cilin kalon ushqimi prej gojës në stomak; pjesa e përparme e qafës; grykë. *Me mbeti në fyt. Me dhemb fyti. Zë (kap) për fyti. E shtrëngoi (e mbërtheu) për fyti (në fyt). lu hodh në fyt* iu sul, iu Vërvit në grykë.
*U zhyt deri në fyt. I ngectë në fyt! mallk.*
2. Pjesa e sipërme e gypit të frymëmarrjes, gab-zherr, taring. *zuri fytin. M'u tha fyti. Flet me fyt i* shqipton fjalët me grykë.
3. edhe *sh.* ~E, ~ET *bised.* Gyp. *Fyt i hollë. Fyt prej qelqi.*
4. edhe *sh.* ~E, ~ET *bised.* Lëfyt. *Fyti i ujitëses. Krua me pesë fyte.*
5. Jaka e mbyllur e një këmishe a e një fustani; qafa e një trikoje, e një këmishe etj.;,grykë. *Këmishë pa fyt. Triko me fyt. Mbërthej (zbërthej) fytin.*
6. edhe *sh.* ~E, ~ET *bised.* Sasia e një lëngu që gëlltitim me një të përcjellë, gllënjkë. *Një fyt raki (ujë). E piu pagurin me dy fyte.*
7. *përd. mb. bised.* I Zbrazët, bosh. *Fyelli është fyt. E ka barkun fyt.*
8. *përd. ndajf. bised.* Pa gjë, zbrazët, bosh. *E lë fyt. Mbeti fyt.*
• Deri (gjer) në fyt jashtë mase, shumë. Fyt me (per) fyt fytafytas, fytas. Me zemër në fyt me zemërim, me inatin te gryka. E bëri *fyt diçka* a) e hëngri të tërë, s'la me asgjë; b) e prishi krejt, e shkatërroitë gjithë. I foil me fyt *dikujt* i foli me inat. Iu hodh nëfyt(në grykë) *dikujt shih te* GRYKË, ~A. NJom fytin *shih te* NJOM 5. I rri (i qëndron) me fyt *dikujt* i rri gjithë inat, i rri hundë e buzë. Ja shyt, ja fyt *shih te* SHYT. E zuri (e kapi, e mbërtheu) për fyti (për gryke) e shtrëngoi fort dike që të bëjë një punë që donte ai; e vuri në gjendje shumë të vështirë, ia vuri të dyja këmtaët në një këpucë. I lëntë fytin (grykën)! *mallk.* mos e gëzoftë, i ngectë në grykë! Iu zëntë fyti! *mallk.* vdektë! U zu (u kap) për fyti (p6r gryke) *me dike* u grind shumë ashpër me dike, u kacafyt.M'u be lak nl fyt (nI grykë) *shih te* LAK,~U. Nok e duron litartn në fyt *shih le* LITAR,~I. I blpl zemra nS fyt u inatos, u zemërua shumë. E ka fytln të gjatI (të madh) *shih te* GJATË (i,e). E kishte lakun (Htarin, thfkën) BI fyt (në grykë) *shih te* LAK,~U. E kishte shplrtin në fyt ishte gjaknxehtë, ishte inatçi i madh. M8 kërceu gjuba në fyt *shih te* GJUHË,~Aj,Iu lidh (iu be. iu mbloda) një nyjë në fyt (në grykë) *shih* eNYJE, ~A. I mbeti kocka në fyt *dikujt shih te* KOCKË, ~A. I mbeti (i ngecl, i ngriu) fkla në fyt (në buzë, nS gojë, në grykë) *shih te* FJALE,~A. Ma pruri (ma soil!) shpirtin në fyt (ndër dhëmbë) me lodhi a m" mundoi shumë, me mërziti shumë. Iu tha pështyma në fyt (në grykë) *shih te* PËSHTYMË,~A. I yuri thikën (thonjtë) në fyt (në grykë) *dikujt shih te* GRYKË, ~A. I ka vënë shkelmin (këmbën, duart) në fyt (në grykë. në gjoks) *dikujt shih te* SHKELM,~I. I erdhl kocka në fyt është në gjendje shumë të vështirë. I erdhi (shpirti) në fyt (në majë të hundës) *shih te* HUNDË,~A. I erdhën (iu mblodhën, iu ngrl-tën) zorrët në fyt (në grykë, te goja) *shih te* ZORRË, ~A. Ra fyti e na mbyti lakmia e madhe të merr me qafë a të turpëron. Fyti është vëllai i detit *fj. u.* njeriu duhet të ketë masë në të ngrënë e ne të pirë, përndry-sfie mund të shpenzojë tërë pasurinë, barku është pus pa fund. Kafshata e madhe të zë fytin *fj. u. shih te* KAFSHATË,~A. Luga e madhe të zë fytin (të shqyen gojën) >'. *u. shih te* LUGË,~A. Thela e madhe të ngec në fyt *fj. u. shih te* THELË,~A. Arra (kaçka) e fytit *anat. shih tek* ARRË,~A. Fyti i keq *mjek.* difteria. Kapaku i fytit *anat.* njerithi. Lulja e fytit *anat. shih te* LULE,~JA. M o 11 a (mollëza) e fytit *anat. shih te* MOLLË,~A. Par mat e fytit *anat. shih te* PARMË,~A.
FYTAFYT *ndajf.* Fytas. *V kapën (u përleshën) fytafyt.*
FYTAFYTAS *ndajf.* Fytas. *Shkojnë fytafytas.*
FYTAFYTAZI *ndajf.* Fytas.
FYTAFYTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Kapem fytas me dike, kacafytem, përfytem. *V fytafytën keq.*
FYTAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë e vogël me një lëfyt për ujë; ibrik. *Fytak druri (balte, teneqeje). I hedh (i shtie) ujë me fytak.*
FYTAQAFË *ndajf.* 1. Krahaqafë. *E mbante çantën (pushkën) fytaqafë.*
2. Në mënyrë shumë të përzemërt, me përzemërsi të xnadhe. *Shkojinë fytaqafë njëri me tjetrin.*
FYTAS *ndajf. 1.* Duke u kapur për fyti me dike, grykë me grykë me dike. *U kapën (u përleshën) fytas.*
*2.* Deri në fyt, deri në grykë, plot. *Jam fytas me punëi*
^ Fytas e mbytas me shumë vështirësi, me mun-dime të mëdha.
FYTAZI *ndajf.* Fytas.
FYTE,~T *m. vet. sh. mjek.* Shytat. *E kanë zënë fytet.*
FYTËS,~E *mb.* Grykës, Uupës. FYTËZ,~A *sh.* ~A, ~AT.
1. *bot.* FryzI.
2. Gjep, masur. *Fytëza e drugës.*
3. Pjesë në fundin e Iugut të mullirit me ujë, që vjen e ngushtI dhe e I4shon ujin me force. *Fyttia e mullirit.*
FYTJE *mb.* 1. Frytje. *Kashti fytje.* 2. Qëështd bërë a shtë punuar me kashte frytje. *Hasër (rrogoz) fytje.*
FYTMADH,~E *mb.* Grykës, HupIs. *Djatë fytmadh.*
FYTORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Cope e vogël prej lëkure a prej metali, e mbërthyer përpara nI rripin e qafës së bagëtive, për të varur këmborën a zilen.
2. *gjuh., vjet.* Tingull grykor, grykore.
FYTRREC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gabzherr, la-: ring.
FYTTHI *ndajf.* Fytas.
FYTYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1, Pjesa e për-parme e kokës së njeriut, që përfshin ballin, faqet, mjekrën, gojën, hundën, sytë dhe veshët; pamja e jashtme e pjesës së përparme të kokës së njeriut; shprehja e jashtme e dikujt, që pasqyrohet në këtë pjesë të trupit. *Fytyrë e mbushw (e dobët, e heqttr, e thatë, e zbehtë). Me fytyrë të qeshur (të bukur, të ëmbël, të ngrysur, tëyrarë, të vrenjtur). Tiparet (pje-sët) e fytyrës. Muskujt e fytyrës. La] (fshijj fytyrën. Kthej fytyrën nga ana tjetër. STia pa fytyrën. E njoh (duket) që në fytyrë. U prish në fytyrë. Nuk i qesh fytyra. Mori tjetër fytyrë.*
*2.* edhe *fig.* Tërësia e tipareve të jashtme të diçkaje, pamja e jashtme; faqe. *Ndërron fytyrë toka (vendi, fshati). la ndërruam fytyrën vendit.*
3. *bised.* Pjesa e sipërme a sipërfaqja e diçkaje, ana e sipërme ose e përparme e diçkaje; ballë. *Fytyra e tokës. Fytyra e lëkurës. Fytyra e ores (e sahatit)* fusha e ores. *Fytyra e ndërtesës. Me fytyrë nga rruga.*
4. *fig.* Emri i mirë i dikujt, nderi. *la mori fytyrën. S'ka fytyrë. E preku në fytyrë. S"i ka mbetur fytyrë. Është njeri pa fytyrë. Ska dert për fytyrë* është i pacipë, s'ka turp, e ka

ngrënë turpin me bukë. *E bëri për fytyrë* e bëri për të ruajtur nderin. *Me mirë të shkojë koka se fytyra fj. u. Dy gishta fytyrë ka njeriu* nderi, emri i mirë është diçka kryesore, prandaj duhet ruajtur me kujdes të madh.
5. *spec, vjet.* Figura. *Fytyrë letrare. Fytyrë e shquar. Libër me fytyra.*
*ir* Me fytyrë fytyrëvrenjtur; i zemëruar, i mërzitur. Me dy fytyra (me dy faqe) hipokrit. Fytyrë për fytyrë *me dike* ballë për ballë, sy për sy. Fytyrë e ndyrë (e fëlliqur) *shih te* NDYRË (i,e). I iku (iu pre) fytyra u zbeh shumë në fyiyrë (nga një shqetesim i madh e i papritur). I dha fytyrë *dikujt shih te* JAP. I dha fytyrë *diç k aje shih te JAP.* Ka një fytyrë *dikush* është njeri i ndershëm e i çiltër, nuk është njeri me dy faqe. Kthej fytyrën *nga diçka shih te* KTHEJ. Merr fytyrë *diçka shih te* MARR. U ndërrua në fytyrë *shih te* NDËRROHEM. Ndërroi fytyrë *shih te* NDËRROJ. la ndërroi fytyrën (faqen) *shih te* NDË-RROJ. la nxiu fytyrën (faqen) *shih te* NXLJ. SM nxl-het fytyra (faqja) *shih te* NXIHEM. U pre në fytyrë *shih te* PRITEM i. S'i skuqet fytyra (faqja) *shih te* SKUQEM. la shkrepi në fytyrë (në hundë, në turf) *dikujt* ia tha në fytyrë. U ter në fytyrë *shih tek* TEREM. la tha (ia përplasl) në fytyrë *dikujt* ia tha haptas diçka, ia tha ndër sy menjëherë, ia tha të vërtetën padruajtje (zakonisht për t'i dhënI nje mi-sim të mirë). Ia përplasi derën në fytyrë ia mbylliderën përpara hundës. I erdhi fytyta erdhi në vete, u qetësua, erdhi në gjendjen e mëparshme normale. la zbardhi fytyrën (faqen) *d i k uj t* shih teZBARDH5. Iu be fytyra dhe (u be dhe në fytyrë) *shih te* DHE, ~U. Iu be Iytyra lëvere *dikujt shih te* L,ËVERE, ~JA. S'i ka rënë brisk fytytës është ende tepër i ri, është ënde i mitur, s'ka vënë brisk në faqe. I hipi gjaku në fytytë *shih te* GJAK,~Ui. I iku gja-ku (nga fytyra) *shih te* GJAK,~Ui.Ka gjak në fytyrë (nëfaqe) *shih te* GJAK,~UvS'i mbeti pike gjaku (gjak) në fytyrë *shih te* GJAK,~Ui.I mori fytyra zjarr *shih te* ZJARR,~I. S'i është terur kurrë fytyra *dikujt* i ka shkuar jeta me vuajtje e mundime të mëdha, ka pasur vazhdimisht fatkeqësi e hidhërime në jetë (thuhet zakonisht për grate). Tregoi fytyrën e Tërtetë u zbulua se kush ishte në të vërtetë, zbuloi fytyrën e vërtetë. Një fytyrë i ikën, një fytyrë i vjen është shumë i shqetësuar. Njëra dorë Ian tjetrën, të dyja lajnë fytyrën (faqen) *fj. u. shih te* DORË,~A.
FYTYRËÇELUR *mb.* Që ka pamje të çelur, që i
qesh fytyra, fytyrëqeshur. *Vajzë fytyrëçelur.*
FYTYRËGJATË *mb.* Që e ka fytyrën të gjatë. FYTYRËGJERË *mb.* Që e ka fytyrën të gjerë.
FYTYRËHEQUR *mb.* Që e ka fytyrën të imët, me fytyrë të hequr.
FYTYRËMADH,~E *mb.* Që e ka fytyrën të gjerë e të madhe.
FYTYRËMBUSHUR *mb.* Që është i shëndoshë në t'ytyrë, që e ka fytyrën të mbushur. *Fëmijë fytyrë-mbushur.*
FYTYRËMPREHTË *mb.* Që i ka tiparet e fytyrës të mprehta.
FYTYRËNGRYSUR *mb.* Që ka pamje të ngrysur, fytyrëvrenjtur.
FYTYRËPRlSHUR *mb.* Që i është prishur shprehja e zakonshme e fytyrës (nga zemërimi, nga frika a nga ndonjë shqetësim tjetër).
FYTYRËQESHUR *mb.* Që ka pamje të qeshur, që i qesh fytyra; fytyrëçelur.
FYTYRËRRUDHUR *mb.* Që i është rrudhur fytyra, që ka shumë rrudha në fytyrë. *Plak (plakë) fytyrë-rrudhur.*
FYTYRËRRUMBULLAK,~E *mb.* Që e ka fytyrën të rrumbullakët. *Vajzë fytyrërrumbullake.*
FYTYRËRRUMBULLAKËT *mb.* Fytyrërrumbu-Uak.
FYTYRËTRETUR *mb.* Që është tretur a ësht4 dobësuar shumë në fytyrë, fytyrëhequr.
FYTYRËTHATË *mb.* Që e ka fytyrën të thatë e të hequr.
FYTYRËVERDHË *mb.* Që e ka fytyrën të verdhë; i zbehtë.
FYTYRËVRARË *mb.* 1. Që i ka mbetur në fytyrë shenja e një goditjeje a e një sëmundjeje.
2. Që ka shenja lodhjeje, mundimi a vuajtjeje në fytyrë, që është i vrarë në fytyrë. *Plak fytyrëvrarë.*
FYTYRËVRAZHDË *mb.* Që ka pamje të vrazhdë, që ka tipare të ashpra.
FYTYRËVRENJTUR *mb.* Që ka pamje të vrenjtur, fytyrëngrysur.
FYTYRËZ,~A . *sh.* ~^A, ~<AT *vjet.* 1. Perçe që mbahej nga grate për të mbuluar fytyrën.
*2.* Mbuloja e fytyrës së luftëtarit. *Fytyrëz e hekurt.*
FYTYRËZBEHTË *mb.* I zbehtë në fytyrë, me fytyrë të verdhë.
FYTYRËZYMTË *mb.* Fytyrëngrysur, fytyrëvrenjtur.
FYTYRIM,~l *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve FYTYROJ, FYTYROHET.
2. Figure, vizatim, pikturë.
3. Përfytyrim.
FYTYROHET *vetv. vjet.* 1. Merr trajtë diçka.
2. Përfytyrohet.
3. *Pës. e* FYTYROJ i,$_2$.
FYTYROJ *kal.,* --'OVA, ~UAR *vjet.* 1. I jap trajtë diçkaje; vizatoj, pikturoj.
2. Përfytyroj.
3. *vet. veto 111 jokal.* Është i shkruar a i regjistruar diku, e ka emrin të shkruar diku; është. *Nuk fytyronte me atje.*
FYTYRUAR (i,e) *mb. vjet.* 1. Që ka marrë një trajtë të caktuar; i vizatuar, i pikturuar.
2. I figurshëm. *Kuptim i fytyruar. gjuh.*
3. I përfytyruar.
FYZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Diçka që ka trajtën e një gypi t.ë hollë të shpuar tejpërtej. *Fyzë qelqi. Fyza e vegjëi* gjepi, masuri i vegjës. *Fyzë me zhivë.*
2. *anat.* Gyp i hollë e i zgjatur; damar. *Fyzat e frymës* degëzimet e bronkeve. *Fyzat e gjakut* enët e gjakut, damarët.

# G

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e dhjetë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja (tingulli) g. Shkronja g.* 2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja g. *G-ja e madhe (e vogël). G-ja e dorës (e shtypit).*
GABARDINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Stof i leshtë e i hollë me ind të tërthortë. *Kostum prej gabardine.*
*2.* Pallto e lehtë prej këtij stofi. *Gabardine e re (e vjetër). Vesh (zhvesh) gabardinën.*
GABEL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Cigan endacak, arixhi.
GABELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised. Fem. e* GABEL,~I.
GABERR,~E *mb. shar.* 1. I trashë nga mendja; i pagdhendur. *Djalë gaberr.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Na lodhi ai gaberri, mezi i hyri në kokë.*
GABË,~A I . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Gafë. *Flet (lëshon) gaba. Ka bërë disa gaba.*
GABË,~A II • *sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* Shkabë. *U be si gabë* u dobësua sa i duken kockat.
GABlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Diçka jo e për-piktë, jo e drejtë në të shkruar a në të folur, në nu-mërim, në llogaritje etj., që bëhet nga njohja jo e mirë e rregullave ose nga pakujdesia; pasaktësi; laj-thim, lajthitje. *Gabim gjuhësor (gramatikor, drejt-shkrimor). Gabim shtypi. Gabim në të folur (në të shkruar). Gabim në matje (në llogaritje). Gabime në ushtrime. Nënvizoj (nxjerr) gabimet. Ndreq gabimet. Shkruan (flet) pa gabime. Kane shpëtuar disa gabime. Nuk ka asnjë gabim.*
*2.* Veprim i shtrembër në jetë a në punë, sjellje që s'përputhet me normat a me rregullat morale të vendosura nga shoqëria; ide a pikëpamje jo e drejtë; përgjegjësia që ka dikush për një veprim, sjellje a pikëpamje të tillë. *Gabim i rëndë (trashanik, i pafal-shëm). Gabim politik (ideologjik). Bën gabim* gabon. *Njeh (kupton, pranon) gabimet. Mësoj nga gabimet. Ka rënë në gabim* ka gabuar. *Jam në gabim* kam gabu-ar, po bëj gabim. *Kush e ka gabimin?* kush ka gabuar e kush përgjigjet për gabimin? *Mos ia mbulo gabimin!*
3. *përd. ndajf. bised.* Shtrembër, jo drejt, në mënyrf të gabuar; jo si duhet ose jo ku duhet; gabimisht. *Flet gabim. E bëri (e dërgoi) gabim. E kuptoi gabim. E mori gabim. E ka gabim. Hyri gabim.*
• I bën llogaritë gabim vendos a zgjidh një punë pa marrë parasysh të gjitha rrethanat; vepron pa i menduar mirë gjërat. Gabim personal *sport.* ndërhyrje e parregullt ndaj lojtarit kundërshtar në lojën e basketbollit; dënimi që jepet për këtë ndërhyrje.
GABIMlSHT *ndajf.* Në mënyrë të gabuar; shtrembër, jo drejt, jo si duhet ose ku duhet; pa dashje. *Hyri gabimisht. E goditi gabimisht. E grisi gabimisht. Gabimisht u nis në drejtim të kundërt.*
GABOHEM *vetv.* 1. Bëj një gabim në të folur a në të shkruar, në lexim, në numërim, në llogaritje etj. nga mosnjohja e rregullave a nga pakujdesia; gaboj. *Gabohet në llogari. Gabohet në të folur.*
2. Bëj një gabim a gabime në jetë a në punë, bie në gabim, gaboj; kam një ide, mendim a pikëpamje të gabuar. *Gabohet rëndë.*
3. *Pës. e* GABOJ.
GABOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj një gabim në të folur a në të shkruar, në lexim, në numërim, në llogaritje etj. nga mosnjohja e rregullave ose nga pakujdesia; bëj diçka në mënyrë jo të përpiktë. *Gabon në numërim (në shqiptim, në të shkruar). Gaboi në llogari.*
2..Bëj një veprim të shtrembër në jetë a në punë, sillem në një mënyrë që nuk përputhet me normat a me rregullat morale të vendosura nga shoqëria; kam një ide, mendim a pikëpamje jo të drejtë; bie në gabim, gabohem. *Gabon rëndë. Gaboi në punë.*
3. *kal.* Ngatërroj diçka nga mosnjohja, nga padija a nga pakujdesia, e marr tjetër për tjetër; ngatërroj (edhe *fig.). Gaboi rrugën. Gaboi derën. Gaboi adresën (drejtimin).*
4. *kal.* Bëj që dikush të bjerë në gabim duke e mashtruar, e bëj të gabohet, e shtie në gabim; mash-troj; gënjej. *Borgjezia përpiqet t'i gabojë masat. I gaboi fëmijët. Syri të gabon. Pamja e jashtme (veshja) të gabon.*
GABONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool, krahin.* Shkabë.
¥GABORRE,~JA *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Trung i madh pishe me ndonjë zgavër. *Preu një gaborre.*
GABRREC,~E ". I zgavërt (për drurët). *Trung gabrrec.*
GABUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është i përpiktë e i saktë, që nuk bëhet sipas rregullave e kërkesave të caktuara; i pasaktë. *Llogari e gabuar. Zgjidhje e gabuar. Përfundim i gabuar. Pasim i gabuar. Lëvizje e gabuar.*
2. Që është i shtrembër, Që është në kundërshtim më të vërtetën; që nuk përputhet me normat a me rre-gullat morale të vendosura nga shoqëria. *Veprim (qën-4rim, mendim) i gabuar. Sjellje e gabuar. Hap i gabuar. Ka marrë rrugë të gabuar.*
3. Që ka bërë një gabim, zakonisht nga që është mashtruar nga dikush ose nga diçka; që nuk e ka parë mirë diçka dhe ka nxjerrë përfundime jo të drejta; i gënjyer. *Njeri i gabuar. Doli i gabuar.*
4. *Përd. em, zakon. m.* sipas kuptimit 3 të mbiemrit. *Duhen sqaruar të gabuarit.*
GABUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të,gabojë, që mund të bjerë në gabim. *Njeri i gabueshëm. 2.* I gabuar. *Rrugë e gabueshme.*
GABUESHMËRI,~A . Mundësia për të gabuar a për të qenë i gabuar; të qenët i gabueshëm.
GABZHERR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *anat.* 1. Pjesë e organeve të frymëmarrjes: gyp i përbërë nga disa unaza prej kërceje, që nis nga fyti e vete deri te bronket dhe shërben për të çuar ajrin në mushkëri ose për ta nxjerrë prej tyre; pjesa e sipërme e këtij gypi ku for-mohet zëri, laring.
2. Fikthi.
GACATORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Lloj pushke e vjetër me strall. *ra me gacatore.*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Pushkë gacatore.*
GACË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Thëngjill i ndezur, cope prushi. *E ndezi (e dogji) me gacë. Shkëlqen si gacë.*
2. Shkëndijë, xixë. *Stralli lëshon gaca.*
3. *krahin.* Kandil me vaj a me vajguri.
4. *përd. mb. fig.* Që shndrit a duket sikur lëshon xixa, i ndezur, i zjarrtë, plot guxim e zgjuarsi. *ka sytë gacë.*
+ U be gacI u skuq në fytyrë, u be prush në fytyre. Gacë e mbuluar (thëngjill i mbuluar) *keg. shih te* MBU-LUAR (i,e). Ishte gacë në para kishte shumë para (përdorej sidomos për ata që kishin shumë para flori).
GACULLlNË,~A *sh.* ~A, ~AT *zool, krahin.* Xixëllonjë.

GACULLON *jokal.,* ~OI ~UAR. 1. Lëshon xixa, xixëllon. *Gacullon zjarri. Gacullojnë xixëllonjat.*
*2. fig.* Duket sikur lëshon xixa, ndrit nga zgjuarsia e guximi. *I gacullojnë sytë.*
GAÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Kërriç.
GAÇE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Kafshë që pjell para kohës, paligjë, llashkë.
2. Grua që bën fëihijë qysh në moshë fare të re.
GACKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lakër e bardhë.
GADISHULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *gjeogr.*
Tokë e rrethuar nga tri anë me ujë dhe vetëm në një-rën anë e lidhur me kontinentin. *Gadishulli i Kara-burunit. Gadishulli Ballkanik. Gadishulli Jberik.*
GADISHULLOR,~E *mb. gjeogr.* Që ka të bëjë me gadishullin, që i përket gadishullit, i gadishullit; që është gadishull. *Pjesa gadishullore.*
GAFË,~A *sh.* ~A, ~AT *bised.* Fjalë a shprehje e thënë fare pa vend; veprim i pamatur ose sjellje fare e pamenduar dhe e gabuar që bie në sy menjëherë; gabim trashanik. *Gafë e madhe (e pafalshme). Bën gafa. Tha një gafë.*
GAFlL *ndajf. bised.* Në gjendje të papërgatitur ose të shkujdesur, kur nuk e ka mendjen aty, në be-fasi. *U ndodh (u gjend) gafil. E gjeti (e zuri) gafil.*
GAFORRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Kafshë e ujërave të ëmbla e të kripura, që e ka trupin të mbuluar me një guaskë të forte, me dhjetë këmbë të ny-jëzuara e me kthetra në majë, të cilat i japin mundësi të ecë në të gjitha drejtimet. *Gaforre e kuqe. Gaforre lumi (deti). Gjuajtës gaforresh. Zvarritet (ecën) si gaforre.*
Tropiku i Gaforres *gjeogr. shih tek* TROPIK,~U *i.*
GAFRROHET *vetv. 1.* Ngatërrohet, shpupurishet (për flokët, puplat).
2. I ngrihen puplat përpjetë, fryhet, ngrefoset (zakonisht për gjelin e detit).
3. *Pës. e* GAFRROJ.
GAFRROJ ta., ~OVA,~UAR. Ngatërroj, shpu-purish (flokët, puplat). *Era ia gafrronte flokët.*
GAGAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri i belbër, belbacak. *Flet si gagaç.*
*2. si mb.* ~, ~E. Që i merret goja, i belbër. *Djalë gagaç.*
GAGARIMË,~A *sh.* ~A, ~AT. Zë i mprehtë dhe i ndërprerë që nxjerr pata ose rosa, gagaritje. *Gagarimat e patave.*
GAGARIT (GAGARIS) *jokal,* ~A,~UR. 1. *vet. veto III.* Nxjerr një zë të mprehtë e. të ndërprerë, që përsëritet (zakonisht për patën e rosën). *Gagarit pata (rosa).*
*2. zakon. veta HI fig. bised., mospërf.* Flet shumë, me vend e pa vend e me një zë të ngjirur, dërdëllit, llomotit. *Ç'ka që gagarit?*
GAGARITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GAGARIT. *Filluan gagaritjen. 2.* Gagarimë. *Dëgjoheshin gagaritjet e patave.*
GAJAS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E lodh shumë, e rnundoj dike jashtë mase derisa t'i pritet fuqia dhe t'i zihet fryma; bëj që të meket nga të qeshurit ose nga të qarët. *Na gajasi me ato që na tregoi.*
*2. jokal.* Gajasem. *Gajasi së qari (së qeshuri). Gajasi së ecuri (së bërtituri).*
3. *jokal.* Me thahet goja (nga etja, nga ethet etj.), mjakem. *Gajasën për një pike ujë.*
GAJASEM *vetv.* Lodhem shumë, këputem, me priten fuqitë e me zihet fryma (nga puna e tepërt, nga të ecurit, nga të qeshurit, nga të qarët etj.); mekem nga të qeshurit ose nga të qarët. *Ugajas së ecuri (sëfoluri). U gajas së qeshuri (së qari). U gajas fëmija.*GAJASUR (i,e) *mb.* 1. I lodhur tepër, i këputur, i kapitur (nga një punë e mad he dhe e vështirë); që është mekur së qari ose së qeshuri. *Fëmijë* f *gajasur.*
*2.* I hutuai. *Njeri i gajasur.*
3. *si em.* ~, ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Zëri që nxjerr dikush kur meket së qeshuri ose së qari. *U dëgjuan të gajasura.*
GAJDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *muz.* Vegël fry-more pOpullore, e përbërë nga një kacek lëkure, që mbushet me frymë dhe nga dy pipëza druri, prej të cilave e poshtmja ka disa vrima si fyelli. *Kaceku i gajdes. Valle (melodi) me gajde. I fryn (i bie) gajdes.*
GAJDEXHf,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Muzikant popullor që i bie gajdes, ai që i bie gajdes.
GAJËS,~I m. *sh.* ~A, ~AT. Fëmijë që bën shpesh ujët e hollë.
GAJGANA,~JA . *sh.* ~, ~TË *gjell.* 1. Vezë të fërguara së bashku me speca, me domate e me erëza.
2. Një lloj ëmbëlsire që bëhet me vezë, me miel), me qumësht e me gjalpë dhe që mbytet me sherbet.
GAJGË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Arrë që e ka lë-vozhgën të hollë dhe i dalin thelpinjtë lehtë; *kund.* gungë. *Gajgat thy hen me dorë.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Arrë gajgë.*
GAJLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Kokëçarje, hall; shqetësim, merak. *Futet në gajle. Jeton pa gajle. E ka rritur me gajle. Vë gajle* shqetësohet, merakoset. *S'e ka për gajle* s'bshet merak, nuk i bëhet. vonë, nuk e ka për gjë. *la ka gajlen. Ka gajlen e fëmijës. Mos ki gajle!*
+ Gajle e madhe! punë e madhe! S'ka gajle nuk prish punë, s'ka gjë. S'e ka për gajle a) e ka fare të lehtë, e ban kollaj; b) nuk i skuqet faqja, nuk i bën përshtypje, s'e ka për turp. Aq kishte gajle atë priste sa të arrinte atë që donte, tani nuk pyet me.
GAJRET,—I *m. bised.* Durim; guxim, zemër. *Bën gajret* qëndron, mbahet i forte, duron. *jap gajret* i jap guxim, i jap zemër, e trimëroj. *E mban me gajret* i jep shpresa; i jep zemër.
GAJRETSHEM (I), ~ME (e) *mb. Bised.* Që qëndron me durim e shpresë, që i jep zemër vetes, që nuk li-gështohet lehtë; i durueshëm. *Burri i gajret shim. Grua e gajrttshme.*
GAJTAN,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shirit ose gjalmë i përdredhur prej mëndafshi, leshi a pambuku, që u vihet anës veshjeve a rrobave për stoli ose për të mos u dale thekët; fill i trashë e i përdredhur prej ari, argjendi ose mëndafshi, më të cilin qëndisen a stolisen veshjet kombëtare. *Gajlan i zi (i kuq). Gajtan ari (argjendi). Gajtan mëndafshi. Thur gajtan. I vë gajtan.*
2. *përd. mb. poet.* I hollë e i drejtë (zakonisht për vetullat). *E ka vetullën gajtan.*
+ E sjell gajtan rauhabetin e vërtit si të dojë, e dredh sipas qejfit.
GAJTAN,~I ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ka ose cjap me qime të murrme; ka i zi me disa vija si të kuqe.
GAJUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll me driza a shkurre të dendura në një vend moçalor; shkorret i dendur.
GAL,~E *mb.* Galan. *Qengj gal. Erdhi gait.*
GALABUN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Krimb mëndafshi që nis të bëjë fshikëzën, por nuk arrin ta mbarojë.

GALACOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Mbetem ulok, me zihen këmbët.
GALACU,~NI m. *sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Ulok.
2. *përd. ndajf.* Kruspull, lëmsh. *U mblodh galacu.*
3. *përd. ndajf.* Ulur me njerën këmbë nën vete dhe me tjetrën të thyer në gju e me shputë në tokë. *Rri galacu.*
GALAKTIKË,~A . *sh..* ~A, ~AT *astr.* Tërësi e përbërë prej një numri shumë të madh yjesh, që formojnë një sistem me vete. *Largësitë e galaktikave. Galaktika jonë. Jashtë galaktikës.*
GALAKUQ,~E *mb.* 1. I shushatur, hutaq. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GALAMSH,~I m. *sh.* ~A, ~AT. 1. Ai që është paralizuar plotësisht, ulok që s'lëviz dot as këmbë as duar.
2. *përd. ndajf.* Kruspull, lëmsh. *U mblodh galamsh.*
GALAN,~E *mb.* 1. Që e ka qimen të zezë, i zi (për bagëtitë). *Dash galan.*
*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GALANTERI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj. përmb.* Sende të imëta prej lëkure, prej me tali, prej plastike etj. si çanta, dorashka, rripa mesi, rripa orësh, kar-fica, furça, krehra etj. *Artikuj galanierie. Punishte (dyqan) galanterie.*
*2.* Punishte ku prodhohen këto sende ose dyqani ku shiten. *Punon në galanteri. Hyj (blej) në galanteri.*
GALAVËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Thupër prej shkoze e bërë lak, më të cilën lidhin trarët a tru-pat e rëndë për t'i tërhequr tatëpjetë.
2. Rreth hekuri a druri që i vihet qenit në qafë.
GALC,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Litar i hollë e i shkurtër, tërkuzë e shkurtër; *brx.(J këput galci. 2. fig.* Njerëzit e një moshe, brez.
GALDIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Gëzim i madh; ngazëllim. *Galdim i madh.*
GALDOHEM *vetv.* Gëzohem shumë, galdoj.
GALDOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Gëzohem fort, mbushem me gëzim, ngazëllohem, galdohem. *Gal-dojnë fëmijët. Me galdon zemra* gëzohem pa masë. *Kush punon, galdon. fj. u.*
GALEDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Bilike. *Pi ujë me galedër.*
GALENË,~A . *sh.* ~A, ~AT *min.* Mineral i ndritshëm me ngjyrë hiri të errët, që përmban squfur e plumb dhe që përdoret për të kapur valët elektro-magnetike. *Radio me galenë.*
GALERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *det., hist.* Anije e vjetër lufte prej druri, e gjatë e me shumë rrema, që viheshin në lëvizje zakonisht nga të dënuarit me punë të rënda. *Galerë romake {biiantine). Galerë piratësh. Flota e galerave.*
GALERl,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Zgafelle e germuar në faqen e një mali a në një minierë për të nxjerrë xeherorë; kalim i nëndheshëm. *Galeri kryesore. Ga-leri e Verbër. Galena e minierës. Galeri shfrytëzimi {ajrimi). Gryka e galerisë. Balli i galerisë. Hyrja e galerisë. Punëtor i galerisë. Hyj në galeri. Dal nga ga-*
*leria.*
2. Vrimë a zgafelle e gjatë nën tokë ose në dru, e gërryer nga kafshë a nga insekte të ndryshme.
3. *teatër.* Pjesa më e lartë dhe e dale si ballkon në një sallë teatrI me karrige për spektatorët. *Vendet e galerisë. Biletë për galeri.*
4. Ndërtesë e posaçme ku ruhen dhe ekspozohen veprat më të mira të artit (në pikturë, në skulpturë etj.); tërësia e veprave të artit që ruhen dhe ekspozohen në këtë ndërtesë. *Galeria e arteve. Galeria e pik-turës (e skulpturës). Sallat e galerisë. Vizitoj galerinë.*
5. *fig. let.* Një varg i gjatë tipash ose figurash në një vepër artistike. *Galeri heronjsh (portretesh, figurash).*
GALETË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Bukë gruri e thatë, si pite, e pjekur dy here, që rron shumë. *Galëta ushtrie. Arkë me galeta.*
GALË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Stërqokë. *Tufë galash. Fluturojnë galat.*
*2.* Dele e zezë; lopë e zezë.
3. *përd. mb.* Që i ka qimet të zeza (për Iopën a de-ten) *Dele (lopë) gale.*
GALIÇ *ndajf.* Me gjunjë të përkulur e duke u mbësh-tetur mbi thembra, në bisht. *Rri (qëndroj) galiç. Viet galiç.*
GALINË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Plis i madh dheu.
2. Cope guri, e shkëputur nga një shkëmb.
3. Zall; zallishtë.
•*k* E ndjek në gur e galinë *shih te* GUR,~I,
GALlCM,~I *m.* Metal i butë dhe i helmet, me ngjyrë të çelët si të argjendit, që shkrin në temperature të ulët dhe përdoret në teknikë në vend të zhi-vës *(simboli* GaJ.
GALMË (i), ~E (e) *mb.* I murrmë (për bagëtitë). *Dele e galme. Qengj i galmë.*
GALMIQE,~T. *vet. sh. krahin.* Karthje të vogla. *Mbledh galmiqe.*
GALOP, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. VrapIm i shpejtë i kalit, duke bërë kërcime. *Galop i shpejtë. Galop i shktirtër. Send me galop.*
2. *muz.* Valle e vjetër hungareze, me ritëm shumë të shpejtë; muzika e kesaj valleje.
3. *përd. ndajf.* Me shpejtësi e duke kërcyer. *Vrapon (rend) galop.*
GALTINË,~A *përmb.* Copa gurësh, tullash, suvaje etj. që bien kur shembet një mur.
GALUC *ndajf.* Galiç.
GALVANIZlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GALVANIZOJ, GALVANIZOHET. *Re-parti i galvanizimit. Punëtor i galvanizimit. Galvanizim me ar (me nikel).*
GALVANIZOHET. *Pës. e* GALVANIZOJ.
GALVANIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *tek.* Vesh një send metalik me një shtresë të hollë metali që nuk ndryshket, duke e mbytur në një lëng, i cili përshkohet prej rrymës elektrike. *Galvanizoj me ar (me argjend,*
*me krom, me nikel). Galvanizojnë medaljet. Galvani-zojnë lugët (unazat).*
*2. fig. libr.* I jap një vrull të përkohshëm, nxit për një cast veprimtarinë e dikujt a të diçkaje. *I galvanizoi njerëzit. Galvanizon energjitë.*
GALVANOMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT
*fiz.* Aparat që shërben për të matur fuqinë e rrymave të dobëta elektrike. *Galvanometer shkollor. Galvanometer me pasqyrë.*
GALLABERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Lule
shumë e çelur.
2. Diçka që është hapur tepër (për lakrën, sallatën, për një plage etj.).
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrft. *Bleu një lakër gallabere.*
GALLAGAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~IIT *mospërf.* Njeri me trup shumë të gjatë e të hollë dhe jo i hijshëm, gjataman; stërhell; *kund.* shkurtabiq.

GALLAHCTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mospërf.* Vajzë a grua me trup shumë të gjatë e të hollë dhe jo ehijsfime; *kund.* shkurtabiqe.

GALLATË,~A *bised.* Zhurmë e madhe, potere, që bëhet nga shumë njerëz kur bisedojnë e qeshin me zë të lartë; shakara me zë të lartë. *Sa për gallatë. Bëjnë gallatë.*

GALLOF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Korbi i bardhë.

2. Mashkulli i gales.

3. *fig. shdr.* Njeri me trup të madh, jo të shkathët e të pahijshëm; njeri i trashë nga mendja, guhak.

GALLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë ba-rishtore si kaçubë e gjerë, që mbin nëpër ara dhedëmton të lashtat.

GALLOSHE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Këpucë prej gome pa lidhëse, që mbathen përmbi këpucët e zakonshrne, për të mbrojtur këmbët dhe këpucët nga lagështira.

2. *bised.* Shoshone prej gome a prej plastike. *Ga-lloshe me zinxhir (me kopsë).*

GALLUSTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. *shih* BAXHË,~An.

GAMA . *palak.* Emri i shkronjës së tretë të alfahetit grek (përdoret në matematikë, në fizikë e në astronomi për të shënuar pikën e tretë, këndin e tretë etj.). *Kën-di gama. mat. Rrezet gama. fiz.* rreze që dalin si vale elektromagnetike më të shkurtra se ato të rrezeve iks gjatë shndërrimit radioaktiv të bërthamave të atomit dhe që kanë aftësi shumë të madhe depërtuese. *Rrezatimi gama.*

GAMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *muz.* Vargu ngjitës ose zbritës i tetë notave, të rregulluara sipas radhës së natyrshme të tingujve brenda një oktave. *Game muzikore. Game ngjitëse (zbritëse). Gama e tingujve.*

2. *fig.* Tërësia e sendeve a e dukurive që kanë ve-çoritë e veta dhe që vijnë një pas një sipas një shka-llëzimi. *Gama e ngjyrave. Gama e prodhimeve. Gama e problemeve (e çështjeve, e temave). Gama e persona-zheve. E zgjeruan gamën e artikujve të rinj.*

GAMËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT *krahin.* Karremi që vihet në,grep për të peshkuar; grepi me gjithë karrem.GAMILE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Deve. *Ga-mile me një gungë (me dy gunga). Karvan me gamile.*

*GMAlTjokal.,* ~A, ~UR. Bën gam-gam, leh. *Gamit qeni. Gamit si qen.*

GAMULE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tog, grumbull i vogël bari, dheu, gurësh etj., pilog.

GAMULL,~IU *m. sh.* ~J, ~JT. Ujëvarë e vogël.

GAND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. E metë trupore që mbetet nga një sëmundje, nga një fatkeqësi a dëmtim etj.; cen. *Mbeti me gand. E la me gand. Ka lindur me gand. Është me gand.*

2. E metë, mungesë, cen. *Armë me gand.*

GAND *ndajf.* Rastësisht, papritur; padashur. *E ndeshi gand. U vra gand. I ra gand.* I shkoi gand i shkoi kot, pa dobi.

GANDALL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË *krahin.* Pellg, ^hurdhë.

GANDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GANDOJ, GANDOHEM. *Gan-dimi i krahut. Gandimi i plages.*

GANDOHEM *vetv.* 1. Goditem, Vritem në një pjesë të trupit; gjymtohem, bëhem a mbetem me cen. *U gandua në krah (në këmbë).*

2. *Pës. e* GANDOJ.

GANDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Godit, vras diku një pjesë të trupit; godit dike me diçka në trup ose në një pjesë të trupit; gjymtoj dike, e lë me cen. *Gandoi dorën. E gandoi në këmbë.*

2. *fig.* Lëndoj; fyej, cenoj. *I gandoi zemrën. I gandoi nderin. E gandoi me fjalë.*

GANEC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *mil.* Figure e përrallave popullore, që përfytyrohej si një burrë shumë i dobët, i cili u tregon udhën shtrigave dhe i ndihmon; shtrigan.

2. *keq.* Kodosh.

GANEZ,~I *m. sh.* ~E, ~ËT. Banor vendës i Ganës ose ai që ka prejardhjën nga Gana.

GANEZ,~E *mb.* Që lidhet me Ganën ose me ga-nezët, që është karakteristik për Ganën ose për ga-nezët, i Ganës ose i ganezëve; që është krijuar nga ganezët. *Populli ganez. Ekonomia ganeze. Këngë (Ma-lle) ganeze. Kultura ganeze.*

GANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël metalike në trajtën e një lugu me majë të mprehtë, që përdoret për të gërryer a për të gdhendur drurin; gërryes druri.

GANGRENË,~A . *mjek.* 1. Kalbëzim ose shka-tërrim i indeve të një pjese të organizmit, ngaqë nuk ushqehet me gjak; vendi i kalbëzuar në një pjesë të trupit a në një organ. *Gangrene e thalë (e njomë). Gangrene në krah (në mushkëri). Gangrene me qelb. lu be gangrene. Kaloi në gangrene.*

2. *fig.* Diçka që të bren vazhdimisht e të shkatërron dalëngadalë. *Kriza është gangrene e kapitalizmit.*

GANGRENIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mjek.* Veprimi sipas kuptimit të foljes GANGRENIZOHET. *Gangrenizimi i këmbës (i krahut, i gishtërinjve).*

GANGRENIZOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR

*mjek.* Kalbëzohen ose shkatërrohen indet e një pjese të organizmit a të një organi, ngaqë nuk ushqehen

me gjak, bshet gangrene; merr tiparet e një gangrene. *lu gangrenizua këmba (krahu).*

GANGRENOR,~E *mb.* 1. *mjek.* Që është bërë gangrene, që është gangrene; që ka natyrën e gangrenes. *Plage gangrenore. Shfaqje gangrenore.*

2. *fig. libr.* Që të bren Vazhdimisht e të shkatërron dalëngadalë si një gangrene.

GANGSTER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i ban-dave të kriminelëve në Shtetet e Bashkuara të Amerikës e në vende të tjera bofgjeze; kriminel, vrasës i pamë-shirshëm. *Bandë gangsterësh. Filma me gangsterë.*

GANGSTERlZËM,~MI *m.* Përdorim i organi-zuar i dhunës, i frikësimit ose i mjeteve të tjera të egra e të pamëshirshme për të nxjerrë fitime vetjake; veprimtari e organizuar e gangsterëve; veprim e sjellje prej gangsteri; banditizëm. *Gangsterizmi imperialist (revisionist). Metodat egangsterizmit. Nxit gangsteriz-min.*

GANGULL *ndajf.* Si një e tërë e vetme, si një cope e tërë, pa u ndarë në pjesë; krejt. *Epjek pulën gangull. E fërgoj vezën gangull* e fërgoj vezën pa e copëtuar ose pa e rrahur. *Rri gangull mbi ujë* pluskon mbi ujë e nuk shkrihet (zakonisht për copat e akullit).

GANXHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* KANXHË, ~A.

GAPËRR *ndajf.* 1. Duke i pasur të zgurdulluar, të hapur krejt e të ngulur në një pike (për sytë). *hapën sytë gapërr. Shikonte me sytë gapërr.*

2. Me vrull të madh e me sy të zgurdulluar, si i çmendur, si i tërbuar; me lakmi të mad he, si i pa-ngopur. *lu lëshua gapërr.*

• lu be gapërr iu ngjit e s'i ndahet, iu be ferrë.

GAPËRROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Hap sytë fort, zgurdulloj sytë e i ngul në një pike. *Gapërron sytë.*
GAPTHETEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Kacafytem, përleshem me dike.
GARANCI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *drejt.* Siguri e cila i jepet dikujt për një të drejtë që i takon në bazë të ligjeve a urdhëresave shtetërore. *Garanci juridike. Garanci ligjore.*
2. Siguri që prodhuesi e shitësi i jep blerësit për ci-lësinë e një malli për një kohë të caktuar; përgjegjësia e prodhuesit dhe e shitësit që lind nga kjo siguri; koha e caktuar sa zgjat kjo siguri. *Garanci gjashtë-mujore (njëvjeçare). Afati i garancisë. Fleta e garan-cisë. Shitje (blerje) me garanci. Televizor (radio, ore) me garanci. Mbaron garanda. Me (pa) garanci.*
3. Send me vlerë (mall, para etj.), që depozitohet ose që i jepet dikujt për të siguruar diçka. *Garanci bankare. Garanci në mall (në para). Jep garanci. Derdh (tërheq) garancinë.*
4. *fig.* Kusht a faktor që siguron suksesin e diçkaje, mbështetje e sigurt për diçka, siguri. *Garanci e shën-doshë (e plotë). Garanci kryesore. Garanci politike. Është garanci për fitoren (për zhvillimin e mëtejshëm, për mbrojtjen e atdheut).*
5. *dipl.* Sigurimi që japin dy a me shumë shtete për të zbatuar një marrëveshje ndërkombëtare; tërësia e detyrimeve që rrjedhin nga kjo; *Garancia për zha-timin e traktatit. \uk vlejnë garancitë diplomatike.*
GARANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që mere per-sipër ose detyrohet t prgjigjet materialisht a moralisht për aftësinë, për veprimet a për sjelljen e dikujt tjetër ose për cilësinë e një malli; ai që jep a lëshon garanci; dorëzanë. *Është gar ant. Bëhet (hyn) gar ant.*
GARANTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GARANTOJ, GARANTOHEM. *Garantimi i punës. Garantimi i të drejtave. Garantimi* i *mallit. Garantimi i çmimeve.*
GARANTOHEM *vetv. I.* Marr mbi vete përgje-gjësinë për dike a për diçka dhe përgjigjem materialisht a moralisht për të; bëhem garant për dike a diçka, bëhem dorëzanë, dorëzanohem. *Garantohem për mallin. Garantohem unë për atë.*
2. *Pës. e* GARANTOJ i. *U garantohet puna nga shteti. I garantohet me ligj.*
GARANTOJ *leal.,* ~OVA, ~UAR. 1. la bëj dikujt të mundshme e të sigurt diçka, i krijoj kushtet dikujt që ta ketë të sigurt diçka; siguroj. *garanton punë. I garanton jetën. E garanton me ligj.*
2. I jap dikujt siguri të plotë, pohoj me përgjegjësi të plotë se diçka është ashtu si them unë, e marr për-sipër; siguroj. D — *Kush me garanton për këtë? —Të garantoj unë. O*
3. *jokal.* Marr vetë përsipër ose detyrohem të për-gjigjem materialisht a moralisht për dike a për diçka, bëhem dorëzanë, dorëzanohera; garantohem. *Garantoj unë për atë.*
4. *vjet. shih* SIGUROJ 5. *Garantoj jetën. Garantoj shtëpinë.*
GARANTUAR (I,e) *mb.* 1. *zakon. f.*_ Që është e sigurt, e plotë dhe e pacenucshme. *Page e garantuar. E drejtë e gar ant uar.*
*2. vjet.* Që jepej në bazë të triskave, që bëhej sipas sistemit të triskëtimit. *Mallra të garantuara. Treg i garant uar.*
GARANTUES,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bëhet garant, dorëzanë.
GARAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vend i mbuluar, zakonisht i rrethuar a i mbyllur, ku lihen automjetet kur nuk janë në punë; vendi ku pastrohen e ndreqen automjetet. *Garazh automobilash. Garazhi i lokomo-tivave. Garazhi i ndërmarrjes.*
GARBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Qyp a poçe me grykë të thyer që përdoret për të mbjellë lule, për t'u hedhur krunde pulave etj.; garraç.
2. Oturak.
3. Çallatë në tehun e një thike a të një vegle tjetër prerëse. *U be thika (drapri, kosa, sëpata) me garba.*
41 *përd. mb.* I çjerrë, i ngjirur (për zërin). *lu be zëri garbë.*
GARBI,~A . Erë e forte që fryn nga perëndimi ose jugperëndimi dhe sjell shi. *Garbi e forte (e tër-buar). Fryn (filloi) garbia.*
GARBULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Bar që përdoret për të shfarosur a për të larguar mizat.
GARDALINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Krye-artëz. *Kënga e gardalinës. Këndo)në gardalinat.*
GARDË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Repart i posaçëm, i përbërë nga trupa të zgjedhura ushtarake, që rnbahen për;të mbrojtur a për të ruajtur udhëheqësit e drej-tuesit e lartë të një vendi; repart i posaçëm që
kryen shërbimin e nderit me rastin e pritjes e të për-cjelljes së kryetarëve *të* shteteve të tjera. *Garda kom-bëtare. Garda mbretërore (perandorake). Garda civile. Garda e republikës. Komandanti i gardes. Oficer (ushtar) i gardes. Banda e gardes. Uniforma e gardes. Flamuri i gardes. Shërben në garde.*
*2. fig.* Tërësia e aktivistëve të shquar në një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërore; tërësia e luftë-tarëve besnikë e të vendosur për një çështje të ma-dhe; brez luftëtarësh të një moshe ose që kanë marrë pjesë në një revolucion a në një ngjarje tjetër me rëndësi të Veçantë historike. *Garda e vjetër. Garda e re.*
GARDËROBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dollap i veçantë ku vendosim zakonisht rrobat që veshim; *përmb.* rrobat që mbahen në këtë dollap; të gjitha rrobat e sipërme vetjake që ka dikush. *Gardirobë e madhe (e vogël). Gardirobë me pasqyrë. Gardërobë e pasur.*
*2.* Vend i veçantë në tremen e një teatri a të një institucIoni tjetër, të një restoranti, të një ndërmarr-jeje etj., ku lihen e ruhen veshjet e sipërme. *Gardë-roba e teatrit. Gardëroba e punëtorëve. Lë në gardërobë.*
GARDËROBlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shërben në një gardërobë. *Gardërobisti i teatrit. Garde-robisti i bibliotekës.*
GARDËROBlSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GARDËROBlST,~I.
GARDIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rojtar i qelive të burgut, rojtar burgu. *Gardian burgu.*
GARDlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën pjesë në garde, ushtar a oficer *i* gardes. *Gardist i ri. Uniforma e gardistit.*
GARDIST,~E *mb.* Që ka të bëjë a që lidhet me garden, që i përket gardes, i gardes. *Batalion gardist. Oficer gardist.*
GARDH,~I *m. sh.* ~E, ~ET dhe GJERDHE,~T.
1. Thurimë e bërë me purteka, me thupra a me driza rreth e përqark një kopshti, një are, një oborri etj. *Gardh mbrojtës. Gardh i lartë (i ulëtj. Gardh i thatë* gardh me ferra a me degë të prera. *Gardh çift* gardh me dy thurima,

të mbushura në mes tyre me dhe, në një faqe të pjerrët për ta mbrojtur këtë nga gërryer-jet; gardh i dyfishtë. *Gardh tek* gardh që bëhet vetëm nga një thurimë drizash, ferrash, telash etj. *Gardh me ferra (me driza, me tela). Hu gardhi. Oborr (are, vresht) me gardh. Bëj gardh. Thur gardhin. Thur (rre-thoj) me gardh. Kapërcej gardhin. Prish (shemb) gardhin. I zhdukëm gjerdhet.*
2. Radhë e shtrënguar njerëzish zakonisht të li-dhur dorë për dore; varg i ngjeshur sendesh, që pen-gojnë kalimin. *Gardh ushtarësh. Gardh ntakinash. Iu mbështollën si gardh* e rrethuan, e gardhuan, e vunë në mes, i rrinë rreth e rrotull. *U bënë gardh* shtrënguan radhët për t'u mbrojtur.
3. *fig.* Pengesë, ndalesë; mburojë. *U bëmë gardh. T'i vëmë gardh ndikimit të ideologjisë borgjeze e re-vizioniste! I vuri gardh gojës* nuk flet me, e qepi gojën.
*it* Prapa gardhit fshehurazi, prapa krahëve. Gardb i gjallë *shih te* GJALLË (i,e) 3. Gardh i shkulur njeri që e ka humbur vlerën e rëndësinë. Hu gardhi *shih te* HU,~RI$_2$- E kërceu (e hodbi, e kapërceu) gardhin e kaloi vështirësinë që kishte, e hodhi hendekun.Mori gardhin *d i ç k a* u rrit shumë e shpejt, u rrit jashtë mase, i kapërceu kufijtë. Shut gardhi *mospërf. shih te* SHUL,~I. Gardhi ka sy sado tinëz që të pu-nosh, do të merret vesh; nga sytë e botës nuk fshi-hesh dot. Rri (mbeti) si hu gardhi *shih te* HU,~RI. U be (u rrit) kungul)i e mori (e zuri) gardhin *shih te* KUNGULL,~LLI. Mos bëj hop pa e kapërcyer (pa e hedhur) gardhin! *fj. u.* mos u gëzo përpara kohe! Qe gardh e u be shteg nuk u prish ndonjë punë, nuk u be ndonjë gjë e madhe. Fusha ka sy e gardhi (mali, pylli, muri) ka veshë *fj. u. shih te* FUSHË,~A. Rrush gardhi *bot.* larushk, rrush i egër.
GARDHEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Koçek i rrum-bullakët, i ndërtuar me purteka a me thupra, për të mbajtur misrin; gazhdare.
GARDHË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Ulluk që hapet rreth e qark në sipërfaqen e brendshme të anëve të një fuçie, të një bucele etj. që të puthiten mirë dërra-sat; vanë. *Hap (bëj) një gardhë. Futet në gardhë.*
2. Puthitja e dërrasave gojë me gojë me njëra-tjetrën.
GARDHËN,~NA . *sh.* ~NA, ~NAT. *shih* GAR-DHË,~A.
GARDHËNOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vegël dore, e kthyer si drapër dhe me majë të mprehtë, që shërben për të hapur vanat e fuçive, të bucelave etj. *Hap me gardhënor.*
*2. det.* Parmak rreth e qark kuvertës së një anijeje.
GARDHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GARDHOJ, GARDHOHET.
*Gardhimi i kopshtit.*
2. *hist.* Grabitja e tokave dhe e pronave të fshata-rëve anglezë nga fisniket dhe rrethimi i tyre me gardh në periudhën e grumbullimit fillestar të kapitalit. *Gar-dhimet e rrënuan fshatarësinë angleze.*
GARDHIQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* GAR-DHORE,~JA 2-
GARDHISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Gardh i
vogël.
GARDHNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tërësia e gardheve nëpër kopshte, ara etj.; vend i hapët i thurur me gatdh. *Gardhnajat e ograjeve.*
GARDHNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GARDHNOJ, GARDHNOHET.
GARDHNOHET. *Pës. e* GARDHNOJ.
GARDHNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Hap vana me gardhënor në një dru, në një dërrasë etj.
GARDHNOJCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrotë me thepa, që përdoret për të vënë në lëvizje një rrotë tjetër.
GARDHOHET. *Pës. e* GARDHOJ.
GARDHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Thur me gardh, rrethoj me gardh. *Gardhoj arën (kopshtin). Gardhoj shtëpinë.*
*2. vet. sh.* Vëmë në mes dike, duke iu mbledhur rreth e rrotull, rrethojmë dike. *Pionierët e gardhuan veteranin.*
GARDHOLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesë e ndarë me gardh thuprash brenda në një haur a në një vathë për të veçuar të vegjlit e bagëtive.
2. Shtrat i nxehtë, i rrethuar me gardh thuprash, ku mbillet fara për rasate a për fidanë bimësh.
3. Kurth i thurur me gardh thuprash për të zënë dhelpra a kafshë të tjera të egra.
GARDHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Shishe e veshur me një thurimë kashte a thuprash të holla. *Mbush gardhoren.*
2. Gardh i vogël, i thurur zakonisht me thupra rreth një fidani a një peme për ta mbrojtur; gardh i vogël që shërben si ledh për të mbajtur dheun që të mos shembet.
3. Vend i rrethuar me gardh për qëllime të ndry-shme (par të mbajtur bagëtine e imët, për të mbajtur kashtën etj.).
GARË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Forme e emula-cionit socialist në fusha të ndryshme të prodhimit e të veprimtarisë shoqërore, që ka për qëllim të përhapë përvojën e më të përparuarve, të nxitë forcat e gjalla krijuese e të sjellë rritjen e përgjithshme të rendi-mentit të punës; marrëveshje e lidhur ndërmjet ko-lektivave të ndërmarrjeve a të institucioneve të ndryshme, ndërmjet rretheve ose punonjësve, që përmban një varg zotimesh, të, cilat të dy palët përpiqen t'i kryejnë sa me shpejt e sa me mirë që t'ia kalojnë njëri-tjetrit. *Gara socialiste. Bëjnë gara. Hynë në garë. Jane në garë.*
*2. zakon. sh. sport.* Takim, ndeshje ndërmjet skua-drave ose sportistëve, ku maten forcat dhe bëhen të gjitha përpjekjet për të fituar vendin e pare. *Gara individuale (ekipore). Garat kombëtare. Gara atletike (çiklizmi). Garat e vrapimit (e notit, e qitjes).*
3. *keq.* Konkurrencë. *Gara e armatimeve* konku-rrencë ndërmjet imperialistëve e socialimperialistëve, ndërmjet shteteve kapitaliste e socialshoviniste, që ka për qëllim rritjen e vrullshme të armatimeve, për-gatitjen për luftë, frikësimin dhe nënshtrimin e po-pujve.
GARGALlQ,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Kafshë e vogël si bretkosë, që jeton në ujë e në tokë, me kurriz në ngjyrë të gjelbër të hapët, me barkun të bardhë e me dy vija të murrme anëve.
GARGARË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shpëlarja e grykës për qëllime mjekimi me ndonjë bar të lëngshëm të cilin e bëjmë të gurgullojë në gojë, duke e mbajtur kokën lart e nga pas. *Gargarë me ujë me sodë (me ujë me kripë, me kamomil). Bëj gargarë.*
*2.* Bari i lëngshëm, që përdoret për këtë qëllim.
GARGARlT (GARGARIS) i *jokal.,* ~A, ~UR. Shpëlaj grykën për qëllime mjekimi me ndonjë bar të lëngshëm, të cilin e bëj të gurgullojë në gojë, duke e mbajtur kokën lart e nga pas, bëj gargarë.
GARGARIT (GARGARIS) n *jokal,* ~I, ~XJR. 1. Nxjerr një zë të veçantë, të forte e të ndërprerë (për bretkosën), kuak. *Gargaritin bretkosat.*
*2. zakon. veta HI fig. bised., mospërf.* Nxjerr një zë si të bretkosës; dërdëllit.
GARGARITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GARGARlT n.

2. Zëri i veçantë që nxjerr bretkosa. *Gargaritja e bretkosave.*
GARGË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Bregcë.GARGË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Gë-zhojë fisheku. 2. *fig.* Gërdallë.
GARGULL,~ LLI *m. sh.* ~J, ~JT *zool.* 1. Bregcë. 2. Shturë.
GARGULL *ndajf.* Deri në buzë, buzë me buzë, plot e përplot. *E mbushi gargull.*
' GARNITURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *gjell.* Pe-rime të gatuara veçan, që vihen në pjatë bashkë me mishin ose me peshkun. *Garniture e përzier. Garniture patatesh.*
2. Rrip i ngushtë a gajtan me ngjyrë tjetër, që i qepet anash ose në fund një rrobe a këpuce për ta zbukuruar, për ta përforcuar etj. *Garniture gëzofi. Jake ms garniture. Këpuce me garniture. I vë garniture.*
GARNIZON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* 1. Tërësia c trupaVe që vendosen në një qytet për të siguruar mbrojtjen e tij. *Garnizoni i qytetit. Forcat e garnizonit. Komanda e garnizonit. Komandanti i garnizonit.*
2. Repart i vogël ushtarak brenda në një qytet, që ka si detyrë të mbikëqyrë disiplinën dhe rregullin e! shërbimit të brendshëm të ushtarakëve; komanda dfie ndërtesa e këtij reparti. *Garnizoni i Tiranës. Ush-tar (oficer) i garnizonit. Patrulla e garnizonit. Ka shërbim garnizoni.*
GARUZHDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Luge e madhe dhe e thellë, me bisht të gjatë, që përdoret për të trazuar gjellën në tenxhere dhe për ta ndarë atë nëpër pjata; qepshe. *Ndau gjellën me garuzhdë.*
J2. *fig. keq.* Njeri që përzien të tjerët, ngatërrestar. *Është një garuzhdë që s'e ka shokun.*
GARZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Pëlhurë e hollë dhe e bardhë prej fijesh pambuku të thurura rrallë, nape; cope prej kësaj pëlhure, që vihet mbi plage kur mjekohet. *Garzë e paster. Garzë e njomur. Maskë gdrze. Mbështjell me garzë. I vë (i heq) garzat.*
GARRAÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. *shih* GARBË,~Ai. *Gtirraç lulesh. Garraç pulash. Shtie në garraç.*
GARRAVAÇ,~E *mb. bised.* I mbledhur kruspull (nga pleqëria ose nga ndonjë sëmundje); i kërrusur.
GARRAVARRE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Përdorëse e përbërë nga një bisht i gjatë prej druri me një cope dërrasë në trajtë trekëndëshi të mbërthyer pingul në|majë, që shërben për të nxjerrë hirin nga furra, për të mbledhur plehrat etj. duke e hequr zvarrë. *Mbledh me garravarre.*
GARRAVEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Kosh i madh që shërben për të mbledhur gjethe ose për pleh. *Ga-rrayel plehil.*
GARRAVESH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin. shih* FURKË,~Ai. *Garravesh pjergullash.*
GARRlT *jokal,* ~I, ~UR *krahin.* Pellet (për go-marin).
GARROQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Zgavër, zgër-bonjë; grope në tokë që shërben si strofkë. *Garroqi i lisit. Futet në garroq.*
2: Kuti ose arkë e drunjtë, që është bërë duke gë-rryer një cope trungu e që përdoret për të mbajtur kripen, lugët etj. *Garroqi i kripës (i lugëve). Garroqi i bletëve.*
3. Gualli i breshkës a i kërmillit. *Garroqi i breshkës. Garroqi i kërmillit.*
*4.* Kutia e çIftelisë. *Garroqi i çiftelisë. U thye (u ça) garroqi.*
5. *fig.* Plak i kërrusur nga mosha a nga ndonjë sëmundje.
6. *përd. mb.* I zgavërt; i prishur, i shkatërruar. *Lis garroq.*
*-k* E kishte barkun garroq kishte uri të madhe, e kishte barkun grope. Zihen (hahen) si qentë në garroq zihen e grinden pa pushim, hanë kokat njëri me tjetrin.
GASTARE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Qelq; cope qelqi. *Enë prej gastereje. Copa gastareje. U pre me gastare. Shkëlqen si gastare.*
2. Enë prej qelqi, enë e qelqtë (gotë, shishe etj.). *Një gastare ujë. Gastare me raki (me verë). Mbush gastaren. U thye gastarja. Gastarja e thyer s'ngjitet me', fj. u.* miqësia e prishur s'ndreqet me, s'bëhet me ashtu siç ishte.
3. Kafshë (dhi, lopë, kale etj.) me qime të ndrit-shme ose me qime në ngjyrë si të bardhë.
4. *përd. mb. fig.* I pastër dhe i ndritshëm si qelq; i kulluar, i kthjellët. *E ka fytyrën gastare. U be qielli gastare.*
GASTARINA,~T *vet. sh. bised.* Qelqurina.
GASTARTË (i,e) *mb.* I bërë prej qelqi, i qelqtë. *Enë të gastarta.*
GASTRIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me stomakun; që i përket stomakut, i stomakut. *Lëngu gastrik* lëng i thartë që del nga gjëndrat e anëve të stomakut dhe ndihmon tretjen e ushqimit.
GASTRIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mjek.* Pezmatim i cipës së brendshme të stomakut. *Gastrit kronik.*
GASHTELLË, ~A *sh.* ~A, *~AT. shih* GASH-
TË,~Ai.
GASHTË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Kupa e gjurit.
GASHTË,~A II *sh.* ~A, ~AT. Gur grihës, grihë; gur i forte në ngjyrë të zezë që përdoret për të provuar arin dhe argjendin. *Mpreh me gashtë. Provoj me gashtë.*
GATEM *vetv.,* -~A (u), ~UR. Bëhem gati, ga-titem, përgatItem.
GATESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gjellë, byrek etj. që gatuhen për një rast të caktuar; ëmbelsirë. *Gatesa të mira. Gatesa dasme. Erdhi me gatesë.*
GATË,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Shpend uji, që jeton nëpër rrioçale e këneta, me qafë e me sqep të gjatë dhe me një tuEë puplash të zeza në krye; çafkë.
GATËR,~KA *sh.* ~RA, ~RAT. Mekanizëm i përbërë nga një sistem sharrash për të nxjerrë dë-rrasa nga trungjet ose për të prerë blloqe mermeri; vendi a punishtja ku është vendosur ky mekanizëm. *Gatër elektrike. Gatër për sharrimin e mermerit. Reparti i gatrave. Punëtor i gatrës. Sharroj me gatër.*
GATf,~TË . *vet. sh.* Përgatitje, gatitje. *Gatitë e dasmës. Gatitë e udhëtimit. Bëj gatitë* gatitem, për-gatitem.
GATI. I. *ndajf: 1.* Në gjendje për të bërë diçka me-njëherë, pa ia përtuar e në mënyrë të vendosur. *Gati për punë e për mbrojtje. Gjithmonë gati! Bëj gati* per-gatit. *Bëhem gati* përgatitem. *Rri gati. Është gati për punë (për rrugë). Jam gati të punoj (të veproj, të flas). A jeni gati? Makina është gaii. Reparti është gati.*
2, Në gjendje të kryer a të përfunduar. *Dreka është gati. Fjalintin e ka gati.*
II. *pj.* 1. Në madhësi, në sasi a në cilësi të afert me një tjetër, pak a shumë, pothuajse. *Gati i barabartë. Gati fëmijë. Gati gjysma. Gati të gjithë. Gati njëlloj. Gati plot. Gati pesëfish. Gati kudo. Gati sa unë. Gati si kjo. Gati gjithë ditën.*
2. për pak sa, mend, desh, pothuajse (kur mbetet fare pak për të ndodhur diçka). *Gati harrofa. Gati u rrëzua. Gati u err. Gati sa s'më zuri gjumi. Gati sa s'u zunë. Dega ishte gati në të thyer. Ishte gati në të errur (në të gdhirë).*
• Kujto (zër në gojë) qenin, bëj gati (rrëmbe) shkopin ). *u. shih te* QEN,~I.

GATI-GATI *pj.* 1. Në madhësi, në sasi a në cilësi fare të afërt me një tjetër, shumë afër, pothuajse fare... *Gati-gati i zi. Gati-gati i njëllojtë. Gati-gati plot. Gati-gati sa unë.*
2. për fare pak sa, për fije, mend, desh, pothuajse. *Gati-gati u nis. Gati-gati e arriti. Gati-gati e zuri gjumi.*
GATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GATUAJ, GATUHEM. *Gatimi i brumit. Gatimi i baltës (i allçisë, i betonit). Gatimi i gjellës. Mënyra e gatimit. Stufë gatimi.*
2. Mënyra se si gatuhet diçka; mjeshtëria për të gatuar. *Kjo Varet nga gatimi.*
3. Gjellë a ëmbëlsirë e gatuar për një rast të cak-tuar; gatesë. *Gatime me sheqer. Gatime me petë. Çoj gatimet në furrë.*
4. *vet. sh. etnogr., vjet.* Ëmbëlsira që sillte nusja me vete kur vinte në derë të babait ose që çonte në shtëpi të burrit kur kthehej.
GATISHMËRI,~A . 1. Të qenët i gatshëm dhe i përgatitur për t'iu përgjigjur menjëherë një thirrjeje ose për të kryer një detyrë. *Gatishmëria luftarake e ushtarëve. Gatishmëria e masave. Tregoj gatishmëri. Shfaq (shpreh) gatishmërinë. Kërkon (lyp) gatishmëri.*
2. Gjendje e diçkaje që është gati për punë ose për t'u vënë në veprim; shkalla e kësaj gjendjeje (për mjete etj.). *Gatishmëria teknike. Gatishmëria e mje-teve. Shkalla e gatishmërisë. Vë (mbaj) në gatishmëri. E ka mitralozin në gatishmëri.*
GATIT (GATIS) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Bëj gati dike (duke e veshur, duke e mbathur etj.); përgatit dike për udhë etj. *Gatit fëmijën për shkollë.*
2. Bëj gati diçka për të ngrënë, përgatit për të ngrënë; gatuaj. *Gatit drekën. Gatit gjellën. Gatit bru-min.*
3. Bëj që diçka të jetë gati për punë; vë diçka në gatishmëri; përgatit diçka. *Gatit makinën. Gatit një tretësirë. kim.*
GATITEM *vetv. bised.* 1. Marr të gjitha masat, bëj të gjitha përgatitjet e nevojshme, bëhem gati për punë, për t'u nisur a për të pritur diçka; përgatitem. *Gatitet për udhë (për shkollë). Gatiten për luftë.*
2. Marr drejtqëndrim dhe nuk lëviz. *Me komandën zbatuese ata gatiten.*
3. *Pës. e* GATIT.
GATITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas
kuptimeve të foljes GATIT dhe kuptimeve 1, 3 të foljes GATITEM. *Gatitja e drekës. Gatitja e brumit. Gatitja për shkollë. Gatitja për udhë.*
2. *zakon. sh.* Tërësia e masave që merren për të qenë gati për punë, për t'u nisur a për të pritur diçka, për një festë etj.; përgatitje. *Gatit jet e dasmës.*
GATITOR,~E *mb.* 1. Përgatitor. *Kimi gatitore* pjesë e kimisë, që përfshin njohuritë dhe veprimet për gatitjen e lëndëve të ndryshme në laborator.
2. *rjet.* Që shërbente për t'u dhënë nxënësve disa njohuri paraprake përpara se të fillonin mësimin e rregullt. *Klasë gatitore. Shkollë gatitore.*
3. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Shkollë ose klasë gatitore.
GATITU *pasth.* 1. Përdoret si komandë për të ur-dhëruar dike që të marrë drejtqëndrim e të rrijë pa lëvizur; *kund.* qetësohu. *Kompania, gatitu!*
2. *përd. ndajf.* Në drejtqëndrim e pa lëvizur. *Qën-dron (rri) gatitu. Jam (në) gatitu.*
• Qëndron (rri) gatitu *përpara dikujt* i bindet menjëherë e pa fjalë dikujt, s'guxon të kundër-shtojë.
GATOJCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* GATUESE, ~JAi.
GATRIST,~I *m. sh.* ~^Ë, ~ËT. Ai që punon me gatër.
GATSH'ËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka marrë të gjitha masat, që ka bërë të gjitha përgatitjet për të filluar një punë, për t'u nisur a për të pritur dike a diçka, që është gati a në gatishmëri. *gatshëm për t'u nisur. 1 gatshënt për të filluar punën. I gatshëm për be-tejën.*
2. Që është gjithmonë gati për të përmbushur një detyrë a çdo gjë që kërkohet, që është i papërtueshëm për të bërë çdo gjë, që shpreh gatishmërinë për të kryer diçka. *Njeri i gatshëm. I gatshëm për çdo punë. Është (tregohet, rri) i gatshëm.*
3. Që është përgatitur, që është menduar a që është bërë gati që me pare, që është i parapërgatitur (për diçka). *Përgjigje e gatshme. Frazë (formulë) e gatshme.*
4. Që është kryer a ka përfunduar krejtësisht në të gjitha proceset, që ka marrë trajtën e duhur, që nuk ka nevojë të punohet ose të gatuhet me dhe mund të përdoret menjëherë. *Rroba të gatshme. Gjellë e^ gatshme. Prodhime të gatshme (gjysmë të gatshme). Ushqim i gatshëm (gjysmë i gatshëm).*
GATUAJ *kal.,* ~0VA, ~UAR. 1. Ngjesh me dorë a me një mjet një lëndë të shkrifët ose të ngurtë dhe e zbut me ujë a me diçka tjetër të lëngshme; përziej një lëndë të shkrifët me ujë a me diçka të lëngshme dhe e ngjesh. *Gatuaj brumin. Gatuan bukën. Gatuan baltën (llaçin, allçinë, betonin). Gatuan në magje.*
2. Bëj diçka për të ngrënë, përgatit gjellët. *Gatuan mirë (keq). Gatuan gjellën (ëmbëlsirën). Gatuan drekën (darken). Di (mësoj) të gatuaj. Gatuan në kuzhinë (në shtëpi). Gatuan për katër veta. Stufë për të gatuar.*
3. *fig. keq.* Thur diçka në mendje; sajoj; sendër-gjoj. *Gatuan plane. Gatuan në mendje. — Ç'gatuan në kokë?*
4. *fig. bised.* Organizoj, bëj diçka zakonisht të keqe. — *Kush e ka gatuar këtë punë?*
5. *fig.* Edukoj, brumos, mbruj.*6. fig. bised.* Ndreq, rregulloj, vë në vijë diçka. *E gatuan me mirë. S'paska gatuar gjë.*
Bluan e s'gatuan e fillon një punë, por nuk e shpie deri në fund, nuk nxjerr gjë në dritë. la gatoi kulaçin *shih te* KULAÇ),~L Sfaosh e sit e mos gatuaj *shih te* SHOSH.
GATUAR (i,e) *mb.* 1. Që është zbutur duke i he-dhur ujë ose duke e përzier me diçka të lëngshme dhe është ngjeshur me dorë a me mjete të tjera. *Brume i gatuar. Baltë e gatuar.*
2. Që është bërë gati për t'u ngrënë; që është bërë gjellë. *Mish i gatuar. Patate të gatuara.*
GATUESE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. A jo që me-rrei me gatimin e gjellëve ose të bukës; grua që di të gatuaje mirë gjellë, byrekë etj. dhe që ndihmon në raste dasmash etj. *Gatuese e mirë. Holluese e ga-tuese e njohur.*
2. Mjet për të gatuar a për të ngjeshur brumin. *Gatuese brumi* brumëgatuese.
GATUHEM *vetv.* 1. Edukohem, briimosem, mbru-hem. *I, vet. vela HI. Pës. e* GATUAJ.
3. *Pavet. e* GATUAJ $i_{,2}$- *Nuk gatuhet kështu.*
GATH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bot.* Grumbull lulesh në trajtën e një vileje a të një kalliri që varet; vastak, lëvare. *Gath mashkull (femër). Gathët e arrës (e lajthisë, e plepit).*
*1> shih* REZHDË,~A $_3$.

GjAVETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Enë e vogël prej alumini që përdoret nga ushtarët për të ngrënë ush-qimin kur janë në fushim. *Gavetë ushtarake. Gavetë alumini. Rripi (kapaku) i gavetës. Laj gavetën. Ha në gavetë.*

GAVËR,~RA *sh.* ~RA, ~RAT *krahin.* Zgavër; vrirnë. *Gavra e veshit. GaVrat e hundës. Gavra e kyçit.* j Lyp gavër *shih te* LYP.

GAVËRZ,~A *zakort. sh.* ~A, ~AT. Vrima të vogla në një trup a në një send; poret në lëkurën e trupit të njeriut.

GAVIÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Enë e madhe prej druri ku hidhen kokrrat e rrushit, të kumbullës etj. për f'i shtypur për verë a raki, koritë rrushi; kade ulmeti. *Gaviçi i rrushit. Gaviçi i djathit.*

2. *krahin:* Hambar drithi.

3. *krahin.* Tymtari i oxhakut.

*~k* Është (mbeti) si daci në gaviç *shih te* DAC,~I.

GAVOLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* 1. Lë-
zhgë. *GaVolja e arrës (ë bajames, e lajthisë). Ga-
ja e vezës.*

*I.* Flluskë uji a sapuni.

3. Fshikë me ujë në lëkurë; bashliqe.

*ic* Çohet gavole ngrihet përpjetë, fryhet.

GAV\ELL,~YELLI *m. sh.* ~EJ, ~EJTË. Se-
cila nga të katër pjesët e drunjta të rrethit të rrotës së qerres; rrethi i drunjtë i rrotës së qerres, mbi të cilin mbërthehet rrethi prej hekuri, vëng. *Gavyelli i rrçtës. U thye gavyelli.*

GAXHAHUTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *krahin.* Hutohem; habitem.

GAXHARRONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Gëthep a grremç që mbetet në një dru, kur pritet a kur thyhet një degë ose që mbetet mbi tokë kur presim një shkurre. *grisi rrobat një gaxharronjë. U pengua në një gaxharronjë.*

GAXHI,~A *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Shaka. *Bën gaxhi. Nuk ka qejfpër gaxhi.*

*1.* Shpoti; tallje.

GAXHIT (GAXHIS) *jokal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Bëj shaka. 2. Tallem me dike.

GAXHITEM *vetv. bised.* 1. Bëj shaka. 2. Tallem e qesh me dike.

GAXHOLE,~JA *sh.* ~E, ~ET *krahin.* 1. Grumbjl! gurësh që viheshin si mur pranë një përroi a lumi, ku grate shtronin rrobat e palara për t'i zbutur me ujë të vale.

2. Kasolle e vogël me gurë, me copa tjegullash, me shkopinj etj. që bëjnë fëmijet kur luajnë.

GAXHORR,~I *m. sh.* ~-A, ~AT. Gogol.

GAXHULLAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin. shih* FLAKADAN,~I i.

GAZ,~I i *m. sh.* ~E, ~ET dhe ~RA, ~RAT.

1. Trup zakonisht pa ngjyrë e i padukshëm, që në trysninë dhe në temperaturën e zakonshme është në një gjendje fizike si ajri a si avulli dhe përhapet lehtë e mbush plotësisht çdo hapësirë; lëndë e tillë që del nga nëntoka dhe përdoret për djegie a për ndriçim; lëndë e tillë që çlirohet nga disa trupa; lëndë e tillë që dëmton a helmon organizmin. *Gaz i rrallë (fisnik). Gaz i hale (i lëngshëm). Gaz iplogët* gaz që nuk bashkë-vepron a nuk lidhet kimikisht me lëndë të tjera. *Gaz karbonik. Gaz sulfuror. Gaz metan. Gaz natyror. Gaz i djegshëm (ndriçues). Gaz lotsjellës (helmues). Gaz-rat e naftës. Gazi i minierave (i kënetave). Gaz pa ngjyrë (me ngjyrë). Vetitë e gazit. Lëngështimi i gazit. Shkëmbimi i gazeve. Dhoma e gazit* dhomë ku fa-shistët dhe imperialistët mbytin të burgosurit a ro-bërit e luftës me gaz helmues. *Ujë me gaz. Balonë me gaz. Stufë me gaz. Ngrohje me gaz. Bombë me gaz. Mbush me gaz. Punon me gaz.*

2. Lënda djegëse e lëngët (benzine, naftë etj.) e cila futet në trajtë piklash në motorët e ndryshëm dhe digjet aty për t'i vënë këta në lëvizje. *I jap gaz (i pa-kësoj gazin) motorit. Shkel gazin* shkel një këmbëz të posaçme për t'i dhënë motorit të automjetit me shumë lëndë djegëse.

3. *vet. sh.* ~RA, ~RAT. Lëndë në trajtë të gaztë që dalin nga stomaku a nga zoirët. *Gazrat e stomakut ( e zorrëve). Ka gazra.*

*4. bised., vjet.* Vajguri. *Llambë (kandil) me gaz. Enë për gaz.*

5. *krahin.* Bishtuk me vajguri. *Ndez (shuaj) gazin. ir* la shkeli gazin *thjeshtligj. shih të* SHKEL.

GAZ,~I II *m.* 1. Ndjenjë gëzirni e kënaqësie; gjendje e gëzueshme; gëzim. *Gaz i madh (i papër-shkrueshëm). Gazi i punës (i fitores). Lotë gazi. Gjithe (plot) gaz e hare. Ndien gaz. Këndon me gaz. Fluturonte nga gazi. I sjell gaz. E kemi për gaz të vdesim për vendin tone.*

2. Të qeshura të forta e me zë të lartë që shprehin gëzim; e qeshur. *Me buzë në gaz (me gaz në buzë)* duke qeshur, me gëzim, buzagaz. *Shkrihet (shkulet, vdes, fiket) gazil* qesh më të madhe. *Mbaj gazin. Krisi (pushoi) gazi. la plasi gazit. I hipi gazi. Vë (çoj, shpie, bëj) buzën në gaz* qesh pak, buzëqesh. *Iu lha gazi në buzë* pushoi menjëherë së qeshuri nga diçka e papëlqyer që i erdhi papritur.

3. edhe *sh.* ~E, ~ET. Ngjarje e shënuar që i sjell njeriut gëzim e kënaqësi, rast i gëzueshëm; festimi i kësaj ngjarjeje; gëzim. *Gazi i parë (i fundit). Gaz për derë! ur. për gaz e për të mira! ur. Gaz paç! ur. Qoftë për gaz! ur. U m'jlodhën për gaz (për gazin e fëmijës). Kemi shumë gaze përpara.*

*4. bised.* Dikush a diçka që na sjell gëzim e kënaqësi të veçantë. *Gazi i zemrës (i prindërve, i nënës). Ai është gazi i shtëpisë.*

5. Shaka, tallje, hoka; shpoti. *Bën gaz me shokët. Vë në gaz dike. E pati me (per) gaz. Foli për gaz. U be për gaz. U be gazi i botës (i dheut, i shoqërisë).*

*6. vjet.* Qejf, zbavitje, dëfrim. *Udhëtonte për gaz e jo për punë.*

7. *bised.* Çifti që martohet (dhëndri dhe nusja). *Gazi të trashëgohet! ur.*

GAZANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Bishtuk me vajguri.

2. Ens prej teneqeje për të mbajtur vajguri.

GAZAVAJ,~I m. 1. Gczim dhe hidhërim bashkë, gjendje e gëzueshme dhe e vajtueshme njëkohësisht. *U shkreh në gazavaj.*

2. *përd. mb.* Që shpreh gëzim dhe vajtim. *ho ga-zavaj.*

3. *përd. ndajf. më të* qeshur e më të qarë, me gëzim e me hidhërim njëkohësisht. *E përcolli gazavaj.*

GAZEL,~I m. *sh.* ~E, ~ET *let.* Në letërsinë e popujve të Lindjes: vjershë e shkurtër lirike, që për-bëhet nga disa dyvargësha me rime, ku i këndohet dashurisë, verës, gëzimeve të jetës e bukurisë së na-tyrës dhe shprehen ndjenjat e btendshme të poetit. *Gazelet arabe (persiane). Gazelet e Nezim Frakullës.*

GAZELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Shaka. *Bën gazele.*

GAZELË,~A *sh.* ~A, ~AT *zool.* Dhi e egër, me trup të shkathët e të bakur, që rron në Afrikë e në Azi.

GAZEP,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Mundim i madh, vuajtje, fatkeqësi e madhe, gjëmë, mynxyrë; hall i madh.

*Gazep i madh. Në pike të gazepit* shumë keq, në pike të hallit. *E mbuloi gazepi. U be gazepi. Hoqi gazepin e zi* u mundua shumë, hoqi shumë.
2. Njeri shumë i prapë; njeri keqbërës. *Është gazep.*
3. *përd. ndijf.* Jashtë mase, tepër, shumë. *Gazep i madh (i forte). Gazep i bukur. Pi (ha) gazep. Ra shi gazep. Është zemëruar gazep. Kishte gazep njerëz.*
+ Bën gazepin *dikush* qahet e ankohet më të madhe për diçka; e paraqit gjendjen duke i theksuar tepër anët e këqija, e nxin gjendjen a punën jashtë mase. Gjallë e për gazep *shih te* GJALLË. E ka marrë në (per) gazep *dike a diçka* i është neveritur diçka sa s'e sheh dot me sy; i ka dale nga zemra dikush, e ka marrë shumë inat.
GAZEPQAR,~E *mb. bised.* 1. Që të mundon, që
të shkakton vuajtje e hidhërime. *Njeri gazepqar.*
2. Që i paraqet punët duke theksuar tepër anëte
këqija, që i nxin gjërat, që b5n gazepin; që qahet e ankohet më të madhe vazhdimisht. *Është gazepqar i madh.*
GAZEPSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* 1. Që bë-het me mundime të mëdha, që kërkon shumë lodhje; që kalohet në vuajtje e mundime; shumë i mundim-shëm. *Punë e gazepshme. Jetë e gazepshme.*
2. I tmerrshëm, i kobihëm. *Ngjarje e gazepshme.*
GAZETAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës i një gazete a i një reviste, që shkruan e redakton artikuj të ndryshëm për shtypin. *Gazetar i zoti (i ri, i vjetër). Gazetarët shqiptarë. Gazetar i huaj. Klubi i gazetarëve. Foli përpara gazetarëve.*
GAZETARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GAZETAR, ~I.
GAZETARI,~A . Veprimtari publicistike në një gazetë a revistë; mjeshtëria, puna e gazetarit. *Dega e gazetarisë. Merret me gazetari. Studion për gazetari. Punon në fushën e gazetarisë.*
GAZETASHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shet gazeta.
GAZETASHITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem.* e GAZETASHITËS,~I.
GAZETASHPËRNDARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shpërndan gazetat e revistat ndër pajtimtarët.
GAZETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Botim i përdit-shëm ose periodik në shumë kopje, me dy a disa fletë më të mëdha se ato të librave, që përmban artikuj a shkrime për një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërore ose për fusha të ndryshme të jetës politike, ekonomike, shoqërore e kulturore, si edhe lajme për ngjarjet më të rëndësishme të ditës, të javës etj.; një kopje nga ky botim. *Gazetë qendrore (lokale). Gazetë e përditshme (e përjavshme). Gazetë shqiptarë. Gazetë e huaj. Gazeta zyrtare* botim periodik, në të cilin shtypen ligjet dhe vendimet e urdhëresat e qe-verisë. *Gazeta "Zëri i popullif>> ("Bashkimi", "Drita" "Mësuesi"). Faqet (shtyllat) e gazetës. Titujt e gazetës. Gjuha e gazetës. Redaksia e gazetës. Korrespondentët e gazetës. Shpërndarësi i gazetave. E nuri (e ka) gazeta. Blej Ilexoj) gazetën. Shkruaj (botoj) në gazetë. Pujtohem në gazetë.*
*2. bised.* Redaksia që nxjerr këtë botim; zyra dhe ndërtesa ku është vendosur kjo redaksi. *shkruaj (i drejtohem) gazetës. Punoj në gazetë. I dërguari i gazetës.*
•*it* Gazetë folëse program i shkurtër me lajme nga prodhimi dhe nga veprimtaria politike e kulturore e kolektivit, që jepet nëpërmjet qendrës së zërit në një ndërmarrje ose në një aksion. Gazetë m u r i botim që nxjerr një kolektiv a një organizatë në një ndërmarrje, në një institucion, në një shkollë etj., që përmban shkrime për çështje të ndryshme të jetës së saj dhe që varet në mur. Gazetë xhepi organ politik luftarak e letrar, me fletë të vogla, që botonte një njësi e madhe partizane gjatë Luftës Na-cionalçlirimtare dhe që lexohej duke kaluar dore me dorë.
GAZHEDHËS,~E *[lexo:* gaz-hedhës] *mb.* Që shër-ben për të hedhur a për të lëshuar gaz.
GAZHEDHËSE,~JA *[lexo:* gaz-hedhëse] . *sh.* ~E, ~ET. Aparat i posaçëm për të hedhur a për të lëshuar gaz në rast lufte.GAZIFIKIM
540
GAZTË (i)
GAZIFIKtM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GAZIFIKOJ, GAZIFIKOHET.
GAZIFIKOHET *etv.* 1. Shndërrohet nga gjendja e ngurtë a e lëngët në gjendje të gaztë (zakonisht për lëndët djegëse). *Gazifikohet qymyri (mazuti).*
2. *Pës. e* GAZIFIKOJ. *Gazifikohet qyteti (fabrika).*
GAZIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Bëj që një lëndë djegëse e ngurtë a e lëngët të shndërrohet në gjendje të gaztë, shndërroj në gaz. *Gazifikoj qymyrin (mazutin).*
2i Ndërtoj një sistem tubash (zakonisht nën tokë) dhe| vendos të gjitha pajisjet e mjetet e nevojshrae për I të furnizuar me gaz një ndërmarrje industriale a një qendër të banuar për ngrohje etj. *Gazifikuan fabrikën. Gazifikuan qytetin.*
GAZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jevë GAZOJ i, GAZOHET. *Gazimi i ujit. Gazimi* i *verës.*
GAZMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Aparat për të matur sasinë e gazit të harxhuar për ngrohje, për ndri^im etj., sahat gazi.
2.1 *shih* GAZOMETËR,~RI ₜ.
3. Punonjës i minierave, i cili kontrollon e mat gazih e rrezikshëm që mund të jetë i pranishëm në galeri.
*4. si mb.* ~, ~E. Që përdoret për të matur sasinë e gazit të harxhuar. *Aparat gazmatës. Enë gazmatëse.*
GAZMBAJTËS,~E *mb. gjeol.* Që ka gaz të djeg-. shëni natyror (për shtresat e tokës). *Shtresë (zone) gazmbajtëse. Vendburime gazmbajtëse.*
GAZMEND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Gëzim i madh; hareJ
GAZMENDSHËM (i), ^ME (e) *mb.* 1. Që të
mbush me gëzim e hare, shumë i gëzueshëm, i hare-shëmj; që kalohet plot gëzime. *Jetë e gazmendshme. Ditë e gazmendshme.*
2. Që shpreh gëzim e hare; i gëzueshëm. *Sy të gazmendshëm.*
GAZMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Gëzim i madh, gazmend. *Lotë gazmimi.*
GAZMOHEM *vetv.* 1. Ndiej një gëzim të madh, mbushem me gëzim, gëzohem shumë. 2. *Pës. e* GAZMOJ i.
GAZMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj të mbu-shet me gëzim e hare; e gëzoj shumë dike. *Gazmoj prindërit (nënën, shokët).*
*2. jpkal.* Mbushem me gëzim e hare, me qesh zemra, gëzoj. *Gazmon nusja.*
3. *jokal. vet. veta III.* Ka gëzim e hare; buçet nga kënga e gëzimet. *Gazmon vendi. Gazmon shtëpia.*
GAZMOR,~E *mb.* 1. Që të ngjall a të sjell gëzim, që të gëzon; i gëzueshëm, i gëzuar; që të bën të qeshësh e të dëfren kur e sheh a e dëgjon. *Lajm gazmor. Ngjarje*

*gazmore. Këngë (melodi) gazmore. Tregim gazmor. Shfaqje gazmore.*
2. Që është plot gëzim, që ka a që shpreh gëzim, i gëzueshëm. *Ndjenjë~ gazmore. Atmosferë gazmore. Fytyrë gazmore. Sy gazmore. Zë gazmor. Thirrje gazmore.* j
3. Që kalohet a është kaluar me gëzime, i gëzueshëm.
*Cast gazmor. Ditë gazmore. Jetë gazmore. Moshë gazmore.*
4. Që është gjithnjë i gëziiar e i qeshur; gaztor. *Djalë gazmor. Vajzë gazmore.*
GAZMOR,E,-JA . *sh.* ~E, ~EJ. Tregim i shkurtër për një ngjarje të vërtetë ose të sajuar që të bën të qeshësh; anekdotë gazmore. *Tregon gazmore.*
GAZOBETON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Lloj betoni me peshë të lehtë, që prodhohet duke bash-kuar lëngun e çimentos me pluhur alumini, zinku e manganezi, me ujë të oksigjenuar etj. dhe që mund të gdhendet a të sharrohet lehtë. *Prodhimi i gazobe-tonit.*
GAZOGJEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ET. Aparat për të prodhuar me karbit një lloj gazi që përdoret për ngjit-jen e metaleve; aparat në të cilin një lëndë djegëse e ngiirtë kthehet në gaz nëpërmjet djegies së pjes-shme e të ngadaltë. *Përdorimi i gazogjenit. Motor me gazogjen.*
GAZOHET. *Pës. e* GAZOJ i.
GAZOJ i *kal.,* ~OVA, ~UAR. Ngop me gaz karbonik ujin a një pije, i fut gaz (një lëngu). *Gazoj ujin (verën).*
GAZOJ n *kal,* ~-OVA, ~UAR. E vë në lojë, e tall dike; shpotit.
GAZOLINË,~A . Lëndë djegëse e lëngshme dhe shumë e avullueshme, që prodhohet nga gazi natyror i naftës ose nga distilimi i saj. *Prodhimi i gazolinës. Nxjerrja e gazolinës.*
GAZOMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *spec. 1.* Enë a pajisje laboratorike e mbushur pjesërisht me ujë, në të cilën prodhohet ose grumbullohet e ruhet gazi dhe matet sasia e tij.
2. *shih* GAZMATËS, ~I i.
GAZOR,~E *mb.* 1. I gaztë. *Trup gazor. Gjendje gazore. Trajtë gazore.*
*2.* Gazmbajtës. *Zone gazore. Burime (shtresa) gazore.*
GAZOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pije freskuese e përgatitur me ujë, me gaz karbonik, me pak sheqer dhe sodë; shishe me këtë pije. *Punishte gazozash. Shishe gazoze. Piu një gazozë.*
GAZPLOTË *mb. poet.* 1. Që të mbush plot me gëzim e hare; që është plot gëzim e hare. *Dritë gaz-plotë. Këngë gazplotë. Jetë gazplotë.*
*2.* Që e ka zemrën të mbushur plot me gëzim; që është i qeshur dhe i gëzuar. *Të rinjtë gazplotë. Vinte gazplotë.*
GAZSJELLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Sistem gypash e pajisjesh të tjera, që shërbejnë për të çuar gazin nga burimi deri në një qendër banimi ose në një ndërmarrje industriale. *Gazsjellësi i qytetit. Ndërtimi i gazsjellësit. Gypat e gazsjellësit.*
GAZSJELLËS,~E *mb.* Që ka të bëjë me gazsje-Uësin, i gazsjellësit; që shërben për të çuar gazin nga burimi në një largësi të caktuar. *Tub gazsjellës. Rrjeti gazsjellës.*
GAZTË (i,e) *mb.* Që ka natyrën dhe vetitë e gazit; që është në gjendje gazi, që është gaz. *Trup i gaztë. Lëndë e gaztë. Në gjendje të gaztë.*GAZTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën të tjerët të qeshin e të dëfrejnë me shakatë që bën; ai që ka riatyrë të qeshur e gazmore; shakaxhi, hokatar.
2. *teaiër.* Aktor që luan role komike në opereta e në pjesë të tjera; kloun. *Gaztori i cirkut.*
3. *vjet.* Në shoqërinë feudale: shakaxhi, hokatar që qëndronte në pallatin e mbretit ose të një feudali për ta bërë të qeshte e të dëfrente, bufon.
4. *si mb.* ~, ~E. Që i bën të tjerët të qeshin e të dëfrejnë. *Njeri gaztor. Vajzë gaztore.*
GAZTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GAZ-TOR,~I i,2-
GAZUAR (i,e) *mb.* Që është ngopur me gaz kar-bonik, që i është futur gaz karbonik (për ujin, pijet e për lëngje të tjera). *Ujë i gazuar. Verë e gazuar.*
GAZHDARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ndërtim i veçantë, i bërë me dërrasa a i thurur me thupra dhe i mbuluar, ku mbahen kallinjtë e misrit ose misë-rishtet. *Gazhdare e madhe. Fut në gazhdare.*
GAZHEL,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Gomar. GAZHINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Thertore.
GDHE,~RI i m. *sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Nyell i forte në trungun a në degët e një druri. *Gdheri i pishes. Dru me gdhe. Shkop me gdhenj. Dërrasë me gdhe.*
*2. fig.* Njeri i trashë nga mendja, njeri i pagdhendur; njeri që s'merr vesh çfarë i thonë, kokëfortë.
• E ka kokën gdhe është shumë kokëfortë, nuk ha fjalë e arsye.
GDHE,~RI ii *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bot., krahin.* Pisha e zezë, borigë. *Dërrasë gdheri.*
GDHEISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pishnajë.
GDHEND *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj të rrafshët me sëpatë, me tbikë a me daltë sipërfaqen e një druri, të një guri a metali; latoj. *Gdhend drurin. Gdhend trarët. Gdhend bishtin e sëpatës.*
*1.* Gërryej a skalit me daltë a me diçka tjetër të forte sipërfaqen e rrafshët të një druri, të një guri a të një metali për të bërë aty një figure, përtëshkruar një emër etj.; skalit. *Gdhend shkronjat (një mbishkrim, një emër). Gdhend një figure (një fytyrë). Gdhend në dru (në gur, në mermer, në metal).*
3. Bëj një send prej druri, prej guri a prej metali duke e gërryer a duke e kruar me daltë. *Gdhend një luge. Gdhend një bust.*
4. *fig.* Përpunoj me kujdes, limoj për ta bërë sa më të përsosur; e tipizoj bukur, e paraqit dike me tipare të qarta e tipike në një vepër letrare. *Gdhend vargun. Gdhend stilin. Gdhend figurën e partizanit në një vepër artistike. E ka gdhendur si në mermer.*
5. *fig.* Ngulit diçka në mendje a në kujtesë. *Gdhend në kujtesë.*
*6. fig. bised.* Edukoj, mësoj dike që të jetë i nje-rëzishërn, i shtruar e i dëgjueshëm, që të dijë të sillet në shoqëri si njeri i qytetëruar; i jap kulturë die arsim dikujt; shtroj, zbut një njeri të pabindur. *Prindërit dhe shokët e gdhendën. E gdhendi shkolla (shoqëria, puna). E gdhendën librat.*
7. *fig. bised.* Rrah, zhdëp. *E gdhendi në dru.*
I gdhend (i tjerr) fjalët *shih te* FJALË,~A. Di
(është i zoti) të gdhendë fjalë është i zoti të gjejë t'jalë të bukura, di t'i parashtrojë gjërat bukur.
GDHENDARt,~A . 1. Mjeshtëria e gdhendesit, puna që bën gdhendësi; gdhendja e sendeve prej druri, guri, metali etj. *Puninte gdhendarie. Merret me gdhen-dari.*

*2.* Punishtja ku gdhendën sende prej druii, prej guri, prej metali etj. *Hyri në gdhendari.*

GDHENDEM *vetv.* 1, *bised.* Bëhem i sjellshëm, i njerëzishëm, i shtruar dhe i bindur; marr arsim e kulturë; edukohem.

2. *Pës. e* GDHEND.

*it* Nuk i gdhendet koka a) nuk meson, nuk i hyn asgjë në kokë; b) nuk shtrohet, nuk bindet, nuk merr vesh çfarë i thonë, është kokëfortë.

GDHEND,.Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gdhendël.

GDHEND ËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Cope e vogël dhe e hollë, e shkëputur nga një dru, ashkël që del kur e gdhendim një dru me sqepar, me daltë a me diçka tjetër. *Gdhendël e madhe (e vogël). Nxjerr gdhendla.*

2. Cope, pjesë shumë e vogël, e shkëputur nga diçka e ngurtë. *Një gdhendël djathë.*

GDHENDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që gdhend diçka në dru, në gur a në metal; skalitës. *Gdhendës i zoti. Gdhendës druri (guri, metali).*

*2.* Vegël me teh të mprehtë (daltë etj.) që përdoret për të gdhendur diçka; mjet gdhendës. *Gdhendësi i skulptorit.*

GDHENDËS, ~E *mb.* Që përdoret për të gdhendur një dru, një metal etj. *Rrotë gdhendëse. Mjet gdhendës.*

GDHENDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GDHEND, GDHENDEM.

*Gdhendja e drurit (e gurit, e metalit). Gdhendja e fi-gurave (e shkronjave). Gdhendja e stilit. Gdhendja me daltë. Reparti i gdhendjes.*

2. *vet. nj.* Mjeshtëria, puna e gdhendesit. *Mjeshlëria e gdhendjes. Meson për gdhendje. Merret me gdhendje.*

3. Diçka e gdhendur në dru, në gur a në metal. *Gdhendje e bukur. Gdhendje në dru (në mermer).*

4. Diçka e thelluar në dru, në gur a në metal, që është bërë duke e gdhendur me daltë a me një përdo-rëse tjetër.

GDHENDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të gdhendet; që është i përshtatshëm -për të gdhendur. në të diçka. *Dru i gdhendshëm. Gur i gdhendshëm.*

GDHENDUR (i,e) *mb.* 1. Që është latuar në anët a në faqet, që është gdhendur me sëpatë, me daltë etj.; i latuar. *Dru (tra) i gdhendur. Dërrasë e gdhendur. Bisht i gdhendur. Gur (mermer) i gdhendur.*

*2.* Që është shkruar a është skalitur me daltë ose me diçka tjetër të forte në sipërfaqen e rrafshët të një druri, të një guri a të një metali (për një figure, një emër etj.). *Figure e gdhendur. Emër i gdhendur. I gdhendur në dru (në gur, në metal).*

3. Që është krijuar duke gdhendur një gur, një dru a një cope metal (për një bust a diçka tjetër të bukur e artistike). *Luge e gdhendur. Bust i gdhendur. Sende të gdhendura.*

4. *fig.* Që është përpunuar me kujdes, që është lë-muar për të dale sa me i përsosur. *Varg i gdhendur. Stil i gdhendur. Figure artistike e gdhendur.*5. *fig. bised.* Që është edukuar dhe është sjellë në rrugë të mbarë; i edukuar; i pajisur me arsim e kul-turë. *Djalë i gdhendur.*

GDHIHEM *vetv.* 1. *pavet.* Nis të zbardhë, bie drita e parë e mëngjesit, fillon të bëhet ditë; agon; *kund.* ngryset. *Gdhihet herët tani.*

*2. vet. veta III.* Kalon një natë dhe zbardh dita; *kund.* ngryset. *U gdhi një ditë e re.*

3. Me zë mëngjesi a drita diku, e kaloj natën diku deri në mëngjes a derisa të zbardhë drita; kaloj tërë natën pa gjumë ose në një gjendje të caktuar; zgjo-hem në mëngjes. *U gdhi mirë (keq). U gdhi i sëmurë. \U gdhinë jashtë. U gdhi pranë të sëmurit. Ngrysen e gdhihen nëpunë. U gdhifshi shëndoshë! ur. Mos ugdhifsh nesër! mallk. —Si u gdhitë?* si e kaluat natn; si jjeni? (kur pyesim dike në orët e para të mëngjesit). *U ngrys e nuk u gdhi* ra të fjejë dhe vdiq natën.

*k* U gdhi gërdec *shih te* GËRDEC,~I. U gdhi kall-kan *shih te* KALLKAN,~I.

GDHIJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Kaloj natën pa gjumë derisa zbardh drita. *E gdhiu gjithë natën.*

*2. jokal.* Kaloj natën diku derisa të zbardhë drita, rri zgjuar tërë natën, kaloj natën pa gjumë a në një gjendje të caktuar; gdhihem. *Gdhiu i sëmurë. Gdhiu pranë zjarrit. Gdhifshi shëndoshë! ur.*

3. *pavet.* Nis të zbardhë, bie drita e parë e mën-gjjesit, gdhihet. *Kafilluar të gdhijë. Që pa gdhirë* shumë herët, pa rënë mirë drita.

U err pa gdhirë *shih tek* ERREM.

GDHIRË,~T (të) *as.* Koha kur nis të bjerë drita a të zbardhë dita; drita e parë e mëngjesit; agim; *kund.* të ngrysurit. We *(ndaj) të gdhirë.*

GDHlRË (i, e) *ntb.* Që është mjelë një ditë me pa-rë| e është lënë për t'u rrahur në mëngjes, jo i mëngjesit, po i mbrëmjes së kaluar. *Qumësht i gdhirë.*

GEGE,~IA. *sh.* ~E, ~ET *etnogr. Fem. e* GEGË, ~A.

GEGË,~A *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Banor vendës i fcrahinave veriore e të mesme të Shqipërisë ose ai që e ka prejardhjen nga këto krahina. *Toskët dhe ge-gët.*

GEGË,~E *mb. etnogr.* Që lidhet me krahinat veriore e të mesme të Shqipërisë ose me banorët e kë-tyrë krahinave, që është karakteristik për këto krahina ose për banorët e tyre; që është krijuar nga banorët e këtyre krahinave. *Dialekti gegë.*

GEGËRlSHT *ndajf. gjuh.* Në dialektin gegë. *Fliste gegërisht.*

GEGËRISHTE,~'JA . *gjuh.* Dialekti gegë. *Gegërishtja veriore (veriperëndimore, verilindore).*

GEGIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~'MAT *gjuh.* Fjalë, shprehje a trajtë e veçantë e gegërishtes.

GEJZER,~I *m. sh.* ^Ë, ^ËT *gjeogr.* Burim me ujëra të nxehta ose me avuj uji, që shpërthejnë here pas here si shatërvan, në zonat vullkanike.

GEM,'-^I *m. sh.* -^A, ~AT. Bisk që del në një dru ose në një bimë. *Gem i hollë. Lis me gema.*

GEMAN,~E *mb.* I vëngër. syshtrembër.

GEMEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Bëhem i vëngër, vëngërohem.

GEMTAS *ndajf.* Shtrembsr, me zigzage. *Ecte gem-tas. E vështroi gemtas.*

GEMTË (i,e) *mb. 1.* Që del a që shkon shtrembër; i shtrembër. *Dru i gemtë. Rrugë e gemtë. 2.* I vëngër, i shtrembër (për syrin). *Sy i gemtë.*

GEMTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Shtrembëroj. *I gemtonte sytë.*

*2. jokal.* Eci jo në vijë të drejtë, por here djathtas, here majtas, i bie shtrembër, eci me zigzage.

3. *jokal. fig.* Dredhoj, bëj dredhi. *Nuk po i bie drejt, po gemton.*

GERMANIUM,~<I *m. min.* Metal i forte, por i thye-shëm, në trajtë kristalesh me ngjyrë të argjendtë, që është shumë i përhapur në natyrë dhe përdoret si

gjysmëpërcjellës në radioteknikë *(simboli Ge). Kristale të germaniumit.*
GERMË,^A . *sh.* ~A, ~AT. Shkronjë. *Germë e madhe (e vogël). Germa dore (sitypi). Fjalë me katër germa. Germë për germë.*
GERRLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Gur i gërryer nga uji, gur me një zgavër të gërryer nga uji.
2. Grope e thellë midis shkëmbinjve, e gërryer nga uji; humnerë.
GETE,~T *vet. sh. I.* Çorape të gjata bashkë me një pjesë të trupit deri në brez për vajza e gra; pantallona të thurura për fëmijë të vegjël. *Gete fë-mijësh. Gete vajzash.*
*2.* Çorape pa shputa, të gjata deri në gju, që mba-thin sportistët. *Gete futbollistësh. Gete me ngjyra.*
GETO,~JA . *sh.* ~, ~T. Lagje ose zone e ve-çuar në një qytet, ku janë të detyruar të jetojnë nje-rëzit që i takojnë një race a një feje të caktuar, të cilët përbuzen e përndiqen nga klasat sunduese e nga shteti (në vendet kapitaliste). *Getot e çifutëve. Getot e zeza-këve. I mbyllin në geto.*
GËK *onomat. bised.* S'bëri gëk (s'bëri as gëk as mëk): nuk e hapi fare gojën, nuk foli fare, nuk iu ndie zëri. Pa bërë gëk: pa bërë zë, pa u ndier fare; pa bërë asnjë kundërshtim; pa fjalë. S'ka as gëk as mëk: s'pranohen kundërshti'me, duhet bërë pa fjalë.
GËLBAZ *kal.,* ~A, ~UR. *shih Ki&LBAZ.* GËLBAZEM *vetv. shih* KËLBAZEM.
GËLBAZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* KËLBAZË,
~A.
GËLBAZUR (i,e) *mb. shih* KËLBAZUR (i,e).
GËLBOQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* KËLBO-QE,~JA.
GËLÇOMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Shtupë, tape. *Vë (heq) gëlçomën. Mbyll me gëlçonië.*
GËLON *jokal.,* ~OI, ~CAR. 1. Del menjëherë a vërshon një shumicë e madhe njerëzish ose kaf-shësh, që mblidhen diku dhe lëvizin shpejt, në mënyrë te çrregullt e plot zhurmë.
2. Mbin a eel përnjëherë, shpërthen (për bimët, lulet). *Gëlort bari. Gëlojnë Met (gjethet).*, Shpërthen me fuqi dhe përhapet menjehere; Vërshon *Gëlon uji. 1 gëloi gjaku në fytyre.*
4 Zien gumëzhin nga një shumicë e madhe nje-tëtish a Vafshësh etj. *Gëlojnë rrugët. Gelon shesh,*
'TDi'gjet me vrull duke bërë një zhurmë të mbytur e ^azhiueshme, brambullon. *Gëlon,e zjarr,*
I ftr Ka gjallëri të madhe, zien, vlon. *Gelon jeta.*
*n L., <h fig* Vijnë menjëherë së bashku e me vrui. S mfndfmet, £r.-""; i vlojnë; i z,eme. *Igeloninmendimet(ndjenjat).*
^ifrntfRE ~JA . Lëndë e ngurtë me ngjyre te
muret o ndMtesavc. P jW fe *shurdhuar).*
*e pashuar <e?™lUtJ). Gëlqere hidraulike* përzierje
^^^S"^^S,Sël
hoUë^-%S^ ujë Që ka kulluar pasi është tretur et-J\- n'ië s£i e vogël gëlqereje dhe që shërben për te ne te nje sasi e v°S se tM bejme reçe.
forcuar disa Uojstruta *V v ^ m£ ggl_*
*%"* SS&,SW ^" vë në ujë,U,ereje
GËLQERESHITËS,-I m. ifc. ~, ~". A. qe
shet gëlqere.
RË2Zo°MTi'o™.brfli.n i k,ipër,v. ",SK,e,e, ne
indet organike.
GËLQERËZOHET v,fv. 1. Kthehet, shnderrohet

"V2T Grumbullohen kripërat e gëlqeres në iJ;tXaniS merr pamjen, natyrën e vet,te e koc-kës bëhet si kockë.
3 *pës e* GËLQERËZOJ.
rtfLOERËZOJ *kal..* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj që t! Set në gëlqere, shndërroj në gelqere.
2 *bujq. shih* GËLQEROJ.
GËLQERËZCAR (i,e) *mb.* 1. Që është shndërruar në gëlqere.
2. *shih* GËLQERUAR (i,e).
3. *mjek.* Që përmban kripëra të gëlqeres ne indet organike.
rt?LOERIM ~I *m. bujq.* Veprimi sipas kuptimeve të fo^! GËLQEROJ, GËLQEROHET. *Gëlqerim, i tokës.*
GËLQERINË,~A . . ~A, -AT Leskër që hiqet a bie nga një mur a nga nje tavan i Iyer me gelqere. *Fshij (mbledh) gëlqerinat.*
GËLQERtSHTË,~A . *sh.* ~A, -AT. 1. Vend me gurë gëlqerorë.
2. Grope e madhe ku shuhet gëlqerja e gjallë dhe ku mbahet gëlqerja e shuar; grope gëlqereje. GËLQEROHET *bujq. Pës. e* GËLQEROJ. GËLQER,OJ *kal.,* ~->OVA, ~tAR *bujq.* I hedh tokës gëlqere për të përmirësuar përbërjen e saj dhe për t'i rritur pjellorinë. *Gëlqeroj token.*
GËLQEROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *min.* Shkëmb a shtresë shkëmbore prej guri gëlqeror. *Gëlqeror i forte (i butë). Shtresë (zone) gëlqerorësh.*
GËLQEROR,~E *mb.* 1. Që përmban një lëndë të forte, e cila po të piqet kthehet në gëlqere; që ka kripëra të gëlqeres. *Gur gëlqeror. Shkëmb (mal) gëlqeror. Tokë gëlqerorë. Guaskë gëlqerorë.*
*2.* Që bëhet me gëlqere. *Plehërim gëlqeror. Llaç gëlqeror.*
GËLQEROS *kal,* ~A, ~UR. 1. Lyej, zbardh me gëlqere. *Gëlqeros murin (tavanin, dhomën, shtëpinë).* 2. Regj lëkurën në një tretësirë të ngopur me gëlqere të shuar për t'i hequr me lehtë qimet. *Gëlqeros lëkurët.*
GËLQEROSET. *Pës. e* GËLQEROS. GËLQEROSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GËLQEROS, GËLQEROSET. *Gëlqerosja e lëkurëve.*
GËLQEROSUR (i,e) *mb.* 1. Që është Iyer a është zbardhur me gëlqere.
2. Që është regjur në një tretësirë të ngopur me gëlqere të shuar. *Lëkurë e gëlqerosur.*
3. Që është mbajtur ca kohë në ujë gëlqereje dhe është forcuar (për frutat). *Kajsi të gëlqerosura.*
GËLQERTË (i,e) *mb. shih* GËLQEROR, ~E. GËLQERUAR (i,e) *mb.* Që i është hedhur gëlqere për ta përmirësuar (për token). *Tokë e gëlqeruar.*
GËLUES,~E *mb.* Që lëviz shpejt, në mënyrë të çtregullt e plot zhurmë, që gumëzhin, që gëlon. *Turmë gëluese. Masë gëluese.*
GËLLTIT (GËLLTIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ka-
përdij a përcjell nga goja për në stomak (një ushqim a diçka tjetër); ha me uri të madhe dhe e përcjell pa e përtypur; kapërdij. *Gëlltit kafshatën (bukën, gjellën, ushqimin). Gëlltit një hape. Gëlltit pështymën. Gëlltit me ujë. Gëlltit pa e përtypur. Gëlltit menjëherë (me një frymë). S'e gëlltit dot.*
*2. fig.* Duroj pa u ndier a pa kundërshtuar diçka jo të pëlqyeshme (një fyerje, një turp, një dhembje etj); mbaj pëfbrenda dhe nuk e lë të shfaqet (një ndjenjë, një mendim). *E gëlltiti fyerjen (turpin). E gëlltiti dhembjen (hidhërimin). E gëlltiti zemërimin. I gëlltiti (i kapërdiu)*

*lotët* e mbajti të qarët; nuk e shfaqi dëshpërimin a mallëngjimin. *E gëlltit fjalën* nuk i shpëton asnjë f jale, hesht.
3. *jig. bised.* Pushtoj, rrëmbej me force diçka; mposht, nënshtroj. *Gëlltiti mjaft toka. Gëlltiti një qytet. I forti gëlltiste të dobëtin.*
4. *fig. bised. (zakonisht me mohim).* Nuk e marr diçka për të vërtetë, nuk e ha. *Nuk i gëlltiti dokrrat e tij.*
5. *fig. bised: (zakonisht me mohim).* Nuk e duroj të me rrijë pranë a të ketë të bëjë me mua, nuk e pra-noj, nuk e tret. S'e *gëlltit dot atë njeri.*6. *fig. bised.* Harxhon; thith, përpin. *Gëlltiti gjysmën e të ardhurave.*
7. *fig.* Lexoj me etje; dëgjoj me vëmendje të ma-dhe; përpij çdo gjë që lexoj a dëgjoj. *I gëlltiste librat. Gëlltit çdo fjalë.*
8. *fig.* E mbulon, e fut në brendësi; e përpin dhe e zhduk. *E gëllti(ën Valët.*
*9. fig. bised.* I ha (fjalët), i shqiptoj përgjysmë, jo të plota, nuk i them të gjitha. *Mos i gëlltit fjalët!*
•*k* I gëlltiti (i përpiu, i hëngri) fjalët i mohoi të gjitha ato që kishte thënë.
GËLLTITEM *vetv. bised.* 1. Kaloj poshtë pështymën a një ushqim, përcillem, kapërdihem. *Gëlltitu, mos e mbaj në gojë!*
2. *fig.* Ngurroj të Has, bëj të flas dhe nuk e nxjerr fjalën nga goja. *Fol, pse gëlltitesh?*
3. *paVet. fig. (zakonisht me mohim).* Është e padu-rueshme, nuk mund të durohet, nuk mund të pranphet (një fyerje, një turp, një urdhër etj.). *Nuk gëlltitet (ky turp, kjo fyerje).*
4. *Pës. e* GËLLTIT.
GËLLTITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foIjeVe GËLLTIT, GËLLTITEM. *Gëlltit ja e ushqimit (e hopes). Gëlltit ja e pështymës.*
GËLLTITUR,^A (e). *sh.* ~A, ~AT (të). Gëlltit je. *Me një të gëlltitur.*
GËMUSHEM *vetv.,* ~A_ (u), ~UR. Me rriten shume flokët e me bëhen si gëmushë; me shpupurishen floket, shpupurishem. *Shko qethu, se u gëntushe!*
GËMUSHË,~A *sh.* ~A, ~AT. Shkurre me degë të dendura që dalin tufë drejtpërdrejt nga rrënja, kaçubë. *Gëmushë e vogël (e madhe). Vend me gëmusha. Fshihet nën gëntushe.*
GËMUSHOR,~E *mb.* 1. Me degë të dendura dhe të shkurtra si një gëmushë, që është si gëmushë, kaçubor. *Shkurre gëmushore.*
*2.* Që ka gëmusha, që është mbuluar me gëmusha. *Shpate gëmushore.*
GËNJEHEM *Vetv.* 1. Besoj lehtë, marr për të vërtetëdiçka që s'është e tillë; bie në gabim; gabohem.
2. Merrem me diçka sa për të kaluar kohën ose për të harruar një brengë që me mundon.
3. Ushqej shpresa të kota, gënjej a mbaj veten me shpresa. *Prita, prita, po u gënjeva.*
*4. Pës.* e GËNJEJ j )3-6.
GËNJEJ *kal,* ~EVA, ~YER. 1. I them dikujt diçka që s'është e vërtetë, i them dikujt gënjeshtra pen te fshehur me vetëdije të vërtetën ose për ta mash-truar. *Gënjejnë njëri-tjetrin. Nuk të gënjej. E gënjeu pa dashje (pa qëllim). E gënjeu sy ndër sy.*
2. *jokal.* Nuk them a nuk tregoj të vërtetën, them gënjeshtra, them gjëra të paqena për dike a diçka. *Gënjen shpesh (pa masë, pa pike turpi). Pse gënjen ? Nuk di të gënjejë. E ka zakon të gënjejë. Mos gënje!*
3. Josh dike me fjalë të bukura a me sjellje jo të çiltra për ta bërë për vete e për të përfituar diçka prej tij; mbaj, ushqej dike me shpresa të kota e me prem-time; ia bëj me hile, ia hedh dikujt; pres në besë dike, shkel Fjalën a premtimin që i kam dhënë dikujt; mashtroj. *Gënjej armikun (kundërshtarin). E gënjen me shpresa (me fjalë). Gënjeu një vajzë. Gënjen veten* mbahet me shpresa të kota.
4. Bëj që dikush ta marrë dike a diçka jo ashtu siç është në të vërtetë, bëj që të gabohet, e gaboj. *Syri të gënjen. E gënjeu mendja. Na gënjeu pamja. E gënjyen veshët. Të gënjejnë shpresat.*
*5.* I tregoj ose i jap diçka dikujt që beson lehtë (zakonisht një fëmije) për ta zbavitur, për ta pushuar kur qan etj.
6. *sport.* E mashtroj kundërshtarin me top për t'iu shmangur ose për t'i kaluar përpara.
• E gënjeu gryka *shih te* GRYKË,~A. Gënjen (rren) shtruar (përtokë) *shih te* SHTRUAR.
GËNJESHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që e ka
zakon të gënjejë, ai që thotë gënjeshtra; rrenës, rre-nacak; mashtrues. *Gënjeshtar i madh. Gënjeshtar i pabesë.*
GËNJESHTAR, ~E *mb.* 1. Që e ka zakon të gënjejë; që nuk thotë të vërtetën, që gënjen; rrenacak; që trillon e thotë gjëra të paqena për dike a për diçka.
2. Që të josh me fjalë të bukura e me sjellje jo të çiltra për të të bërë për Vete e për të përfituar diçka; që të mban a të ushqen me shpresa te kota e me prem-time; që e shkel fjalën e dhënë, që të pret në besë; mashtrues.
GËNJESHTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GËNJESHTAR,~I.
GËNJESHTËR,~RA *sh.* ~RA, ~RAT. I, Fjalë e thënë që s'është e vërtetë; pohim që nut për-puthet më të vërtetën, që shtrembëron a e fsheh me qëllim të vërtetën; rrenë, mashtrim; diçka e paqenë, e trilluar. *Gënjeshtër e rëndë (e madhe, e ndyrë). Gë-njeshtër me bisht. bised.* gënjeshtër që bie në. sy me-njëherë. *Gënjeshtra me okë. Një thes me gënjeshtra. Thotë (këput) gënjeshtra. Na tnbushi me gënjeshtra. S"u besojmë atyre gënjeshtrave. S'i hamë ato gënjeshtra. Doli gënjeshtra në shesh. Gënjeshtra i ka këmbët të shkurtra. fj. u. Gënjeshtra bën vegshin, por nuk ia vë kapakun. fj.u.*
2. *zakon. sh.* Premtime, shpresa të kota. *E mban me gënjeshtra.*
3. Diçka që të gënjen a të bën të gabohesh, diçka e gënjeshtërt; iluzion.
GËNJESHTËRMADH,~E *mb. 1.* Që gënjen shu-më.,
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GËNJESHTËRT (i,e) *mb.* I. Që nuk përputhet më të vërtetën a që shtrembëron të vërtetën, që është gënjeshtër, që përmban një gënjeshtër, i rremë; *kund.* i vërtetë. *Fjalë të gënjeshtërta. Lajm (njoftim, pohim) i gënjeshtërt. Dëshmi e gënjeshtërt.*
2. Që bëhet për të mashtruar dike. *Be e gënjeshtërt, Nënshkrim i gënjeshtërt. Premtim i gënjeshtërt. Etnër, i gënjeshtërt.*
3. Që shtiret a që paraqitet si i yërtetë, që nuk është ashtu siç paraqitet; që nuk është i çiltër, i shtirë. *Mik i gënjeshtërt. Pamje e gënjeshtërt. Buzëqeshje (sjellje) e gënjeshtërt.*
4. Që është bërë si diçka tjetër e vërtetë a naty-rore dhe që përdoret në vend të saj; që ka vetëm ti-paret e jashtme

të njëjta me diçka të vërtetë; i rremë. *Flokë të gënjeshtërt. Dhëmbë të gënjeshtërt* dhëmbë të vënë. *Gur (diamant) i gënjeshtërt. Monedhë e gënjeshtërt.*
5. Që vetëm të ngjall përshtypjen sikurështëi vërtetë, por që është pabazë, i pathemeltë; i rremë. *Gëzim i gënjeshtërt. Shpresë e gënjeshtërt, Qetësi e gënjeshtërt.*
GËNJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GËNJEJ, GËNJEHEM. *Gë-*
*njitni i kundërshtarit. Gënjimi i vetvetes.*
GËNJYER (i,e) *mb.* 1. Që ka matrë për të vërtetë diçka që s'është e tillë, që ka besuar diçka të paqenë a të gënjeshtërt. *Njeri i gënjyer.*
2. Që është joshur nga fjalët e bukura a nga prem-timet e kota të dikujt dhe ka rënë në gabim, që është mashtruar nga dikush; që ia kanë hedhur a ia kanë bërë me hile a me dredhi; i mashtruar, *Vajzë e gënjyer.*
3. Që nuk i ka dale diçka ashtu siç e priste a e men-donte, i zhgënjyer. *Doli i gënjyer, Mbeti i gënjyer.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
GËRB,~I *m. zakon. sh.* ~E, ~ET *anat., krahin.* Kërdhokullat; këllqet.
+ Iu këputën (i ranë) gërbet u lodh shumë, i ranë këllqet.
GËRBEGJERË *mb.* Këllqegjerë. *Grua gërbegjerë.*
GËRBELLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* E çarë a vrimë në shkëmb; shpellë.
GËRBpL *kal.,* ~A, ~UR. 1. I ngjit gërbulën dikujt, e bëj të gërbulet.
2. Ndot, fëlliq. *Gërbul vendin.* GËRBULAQ,~E *mb.* 1. I gërbulur. 2. I ndyrë, i fëlliqur.
GËRBULEM *vetv.* 1. Sëmurem nga gërbula, me bie gërbula.
2. Ndyhem, fëlliqem.
3. *fig.* Mbushem plot me diçka, marr me shumicë; ngjishem. *U gërbul me katra. U gërbul me para. U gërbul me pemë.*
GËRBULË,~A . 1. *mjek.* Sëmundje e rëndë ngjitëse, që shfaqet me puçrra e me leskra në lëkurë, dhe që dalëngadalë shkakton kalbjen e mishit, i cili bie copa-copa, lebër. *Sëmundja e gërbulës. Mjekimi i gërbulës. Të rente gërbula! mallk.*
*1. kryes. sh.* ~A, ~AT *bised.* Dokrra, dëngla, gjepura. *Na mbushi me gërbula.*
GËRBOLËT (i,e) *mb.* I gërbulur.
GËRBULUR (i,e) *mb.* 1. Që është i sëmurë nga gërbula, që i ka rënë gërbula, i gërbulet.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GËRBUZEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Ngërdheshem. *Pse gërbuzet ashtu ?*
GËRBYELL, ~YELLI *m. sh.* ~EJ, ~EJTË *anat.* Një nga tri eshtrat në legen që formojnë kockat e të ndenjurave.
GËRDALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Kale i vjetër dhe i dobët sa i duken kockat. *Gërdallë e vje-tër. Kishte hipur mbi një gërdallë.*
2. *fig. shar.* Njeri me trup të gjatë dhe shumë të dobët; njeri i plakur dhe shumë i dobët. *Gërdallë e gjatë. Gërdallë plakë.*
3. *fig.* Diçka e vjetruar dhe e shkatërruar që nuk vlen me; diçka pa vlerë.
4. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Kale gërdallë. Shtëpi gërdallë. Makinë gërdallë. Tokë (are) gërdallë.*
GËRDEC,~I i m. *mjek.* Sifiliz. *Të rente gër-deci! mallk.*
GËRDEC,~I ii m. *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Shku-rre e vogël e viseve të ftohta malore, me lule si vile të bardha a të kuqërreme e me gjethe të trasha, që përdoren në mjekësinë popullore për sëmundjet e Veshkave a të fshikëzës së ujit.
*2.përd. mb.* I ngurtëe i forte si i ngrirë; i pazier ose i papjekur mirë (për mishin). *Mishi qenka gërdec.*
•*k* U gdhi gërdec a) u gdhi me trupin si të ngrirë; b) u gdhi i vdekur, u gdhi kallkan.
GËRDI,~A. Krupë.
GËRDlT *kal.,* ~I, ~UR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me bën të vjell, me shtie krupën, me ngjall neveri (edhe *fig.).*
GËRDITET *vetv. (me një trajtë të shkurtër të per. emrit vetor në r. dhanore).* Me vështiroset, me bën të vjell, me shtie krupën; me neveritet (edhe *fig.).*
GËRDITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që të bën të vjellësh, i pështirë; që të ngjall neveri, i neveritshëm (edhe *fig.). Gjellë e gërditshme. Njeri i gërditshëm.*
GËRDHAJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e pa-dobishme e një frute (bërthama, farat, bishti, lëkura etj.) që hidhet poshtë; *zakon. sh.* mbeturinat e një frute. *Gërdhaja e rrushit. Gërdhaja e mollës (e dardhës). Gërdhajat e pjeprit.*
2. *përmb. keq., vjet.* Klasat ose shtresat e shtypura e të shfrytëzuara, turma e paditur (përdorej nga shfry-tëzuesit).
GËRDHAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Rërë e trashë, e përzier me gurë të vegjël; zhavorr.
2. Përzierja e gëlqeres me çimento a me lëndë të tjera për ta forcuar me mirë; beton gëlqereje.
3. *përmb.* Plehra; diçka e përzier dhe e papastër.
GËRDHATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me shkëmbinj të thepisur, ku është vështirë të kalohet; vend i zhveshur, gurishtë.
GËRDHELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Tokë që nuk është punuar mirë, tokë me shumë plisa.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Tokë (are) gërdhele.*
GËRDHESHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *krahin.* Gërdhajë rrushi, frenjë.
GËRDHITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cen a e metë në trup, në një vegël, në një send a orendi etj. *Njeri me gërdhitë. Dollap (tavan) me gërdhita.*
GËRDHOMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Byku dhe
gërdhushtat që mbeten pas shir jes së të lashtave. *Gër-dhomat e grurit (e elbit). Mbledh gërdhomat.*
2. Pjesa e kashtës së të lashtave, që ngel në tokë pas korrjes, kashtërrojë.
3. Llumi i diçkaje, fundërri (edhe *fig.).*
GËRDHU,~TË . *vet. sh.* Gërdhushtat.
GËRDHUC *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Gërvisht. *Gërdhuc fytyrën. E gërdhuci macja.*GËRDHUCEM *vetv. krahin.* Gërvishtem. *Gër-dhucem në fytyrë (në duar, në këmbë).*
GËRDHUCKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Frutë e papjekur, aguridhe. 2. *fig.* Fëmijë I vogël. *E la gërdhuckë.*
GËRDHUQ,~I i”, *sh.* ~A, ~AT *shar.* 1. Plak shume i vjetër, me trup të rrëgjuar dhe pa fuqi.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mhiemrit. *Plak gër-dhuq.*
GËRDHUSHTË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Mbeturinat pas shoshjes së të lashtave, që zakonisht përdoren si ushqim për shpandët. *Mbledh gërdhushtat. U hedh pulave gërdhushta.*
GËRDHtfZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Fëmijë i parritur, foshnjë. *la la djalin gërdhuz.* 2. Ai që është i vogël nga shtati, shkurtabiq. GËRDHUZA,~T *vet. sh.* Gërdhushtat.

GËRDHUZEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. JAANGËR-DHUCEM. *lu gërdhuz të birit.*
GËRDHUZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkurtabiqe.
IJËRFYELL, ~YELLI *m. sh.* ~EJ, ~EJTË
*krahin. 1.* Shpellë e gjatë me dalje në anën tjetër; tunel.
2. *përd. mb. fig.* Që e ka kokën bosh, budalla. *E paska kokën gërfyell.*
j;ËRGALLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Tokë gurishtë dhe e varfër, bokërimë.
2. *fig. mospërf.* Grua a vajzë thatime dhe e dobët.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit.
GËRGALLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cope toke, arëi ngastër e varfër e me gurë.
GËRGAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GËRGAS.
2I Grindje midis dy a me shumë vetave, që shkak-tohët e nxitet nga një i tretë. *Mbjell (fut) gërgama.*
GËRGAS *kal.,* ~ITA, ~ITUR. 1. Trazoj, prek dike a diçka me dorë a me diçka tjetër; ngacmoj dike a diçka. *Gërget shokun. Gërget qenin. Gërget plagën.*
2., *fig.* Shqetësoj here pas here dike, nuk e lë të qetë, e ngacmoj me fjalë për ta mërzitur, e mërzit; i bie shpesh në qafë dikujt; shpoj, cyt. *E gërget me fjalë. E gërgasin shoqet. E gërget kolla. Me gërget tynii.*
3. *fig.* Nxit a ndez dike që të veprojë kundër një tjetri, shtie keq për dike.
GËRGASË,~A *sh.* ~A, ~AT. Gërgamë. *Mbjell gërgasa. Fut (përhap) gërgasa.*
GËRGASËS,~I *m. sh.* <-<, ~IT. Ai që shqetëson a që mërzit dike me dorë a me fjalë, ai që i bie me qafë dikujt; ai që nxit a ndez dike për të vepruar kundër: një tjetri, ai që fut spica për sherr.
GËRGËLAC,~I *m. anat., krahin.* Gabzherr.
GËRGËLLON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Nxjerr një
zë karakteristik kur këndon (për gargullin). *Gërgëllon gargulli.*
GËRGËRE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Lodër fëmijësh prej druri me një bosht të dhëmbëzuar dhe me një dërrasë të hollë, e cila godet dhëmbëzat e kërcet kur rrotullohet. *Tund gërgëren.*
GËRGËRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zhurma që bëjnë zorrët kur gërgëritin; zhurmë e zgjatur dhe dridhëse që bën motori, mitralozi etj. *Gërgërima e zo-rrëve (e barkut). Gërgërima e motorit (e traktorit, e mitralozit).*
GËRGËRIT *jokal,* ~A, ~UR. 1. *vet. veto III.* Bën një zhurmë të ngjashme me gurgullimën e ujit (për zorrët); bën një zhurmë të zgjatur e dridhëse (për motorin, mitralozin etj.). *Gërgëritin zorrët. Gërgërit barku. Gërgërit motori (mitralozi).*
2. *fig.* Dërdëllit.
GËRGËRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GËRGËRIT.
2. Gërgërimë. *Gërgëritja e zorrëve. Gërgëritja e motorit.*
GËRHAÇ,~I i m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri që gërhet shumë në gjumë.
GËRHAÇ,~I ii m. 1. *veter.* Sëmundje që u bie pulave në fyt e s'i lë të marrin frymë. 2. *mjek.* Kolla e mirë.
GËRHALEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Me bëhen gropëza në fytyrë nga lia. *U gërhal në fytyrë.*
2. Me rripet a me ashpërsohet lëkura nga dielli a nga diçka tjetër. *Iu gërhal lëkura nga dielli.*
GËRHALË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Gur me maja të mprehta që të shpojnë; gur me sipërfaqe të ashpër; vend me gurë të tillë.
2. *përd. mb.* Që e ka sipërfaqen të palëmuar ose më të thelluara e më të ngritura; i ashpër. *Gurë gërhalë. Lëkurë gërhalë. Fytyrë gërhalë.*
GËRHANË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël ë thjeshtë prej druri që ka dy furça të mëdha me dhëmhë të me-taltë e që përdoret për të krehur a për të shkrifur leshin; secila prej këtyre furçave; krehër Ieshi a liri. *Gërhanë Ieshi (liri). Dhëmbët e gërhanës. Kreh (shkrif) me gërhanë.*
2. *bised.* Krehër i ashpër flokësh.
GËRHANIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GËRHANOJ, GËRHANOHET.
GËRHANOHET. *Pës. e* GËRHANOJ.
GËRHANOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Kreh, shkrif leshin a lirin me gërhanë, lënur. *Gërhanoj leshin (lirin).*
GËRHAS *jokal,* ~-ITA, ~ITUR. Nxjerr nga gryka e nga hundët, gjatë frymëmarrjes në gjumë, një zhurmë të mbytur e dridhëse që të bezdis. *Gërhet shumë (lehtë). Gërhet në gjumë.*
-A- I gërhisin (i kërcasin, i këndojnë) zorrët *shih.te* ZORRË,~A.
GËRHEQ *jokal.,* ~HOQA, ~^HEQUR. Heq
për vdekje, jam në grahmat e fundit, përheq.
GËRHIJ *jokal,* ~TA, ~TUR. 1. Gërhas.
2. *vet. veta HI.* Nxjerr një zhurmë të mbytur e dridhëse të ngjashme me gërhitjen (për macen e për kafshë të tjera). *Gërhin ntacja. Gërhin derri.*
3. *vet. veta IU. shih* GËRGËRIT i. *Gërhijnë zorrët. Gërhin barku. Gërhin motori.*
GËRHIMË,~A *sh.* ~A, ~AT. Gërhitje.
GËRHITJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GËRHU.2. Zhurmë e mbytur e dridhëse që nxjerr dikush nga gryka e nga hundët kur He, gërhimë. *Gërhitje e lehtë (e forte). S'e zinte gjumi nga gërhitja e shokut.*
3. Zhurmë e tillë që nxjerr macja e disa kafshë të tjera. *Gërhitja e maces. Gërhitja e derrit.*
4. Zhurmë e zgjatur e dridhëse që bën një me-kanizëm, kur është në punë, gërhimë. *Gërhitja e but-dozerit. Gërhitja e motorit.*
GËRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Gërhitje, gërhimë. *Merrte frymë me gërje.*
*2. shih* GRAHM Ë,~A t. *Nxori gërjen e fundit.*
GËRJEZHDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i ve-shur me bimë.
GËRLAT (GËRLAS) *kal.,* ~A, ~UR. Lakoj, e bëj si hark, harkbj, përkul (një dm, një tel etj.).
GËRLATET *vetv.* 1. Lakohet, bëhet si hark, har-kohet (druri, teli etj.). 2. *Pës. e* GËRLAT.
GËRMADHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ndërtesë e shkatërruar, që i kanë mbetur vetëm muret; mbe-turinat e një ndërtese, të një kështjelle, të një ure etj. të shkatërruar a të shembur; *vet. sh.* rrënojat e një qyteti a të një qendre dikur të banuar. *Gërmadhat e qytetit të vjetër. Gërmadhat e fshatit të djegur. Ka-luan nëpër gërmadhat. Mbetën gërmadha. U be gër-madhë.*
2. *bised.* Shtëpi e keqe banimi, ndërtesë e vjetër; mekani2ëm i vjetër, që është shkatërruar nga për-dorimi i gjatë. *Banonin në një gërmadhë. Punonte me atë gërmadhën.*

3. *fig. bised., mospërf.* Njeri me trup të dobët e të pafuqishëm (nga pleqëria a nga ndonjë sëmundje). *Gërmadhë e vjetër. U be gërmadhë.*
4. *fig.* Mbeturinat e diçkaje të kaluar, të zhdukur a të përmbysur. *Mbi gërmadhat e feudalizmit (e rendit të vjetër).*
5. *përd. mb.* I shkretë, i gjorë. *Gërmadha plakë! Ç'e gjeti, gërmadhën!*
6. *Përd. mb.* sipas kuptimeve 2, 3 të emrit. *Shtëpi gërmadhë. Qytet gërmadhë. Njeri gërmadhë.*
•*k* E qau gërmadha e gjeti e keqja, e piu e zeza.
GËRMAJË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Vend i gërmuar si guvë.
GËRM&JË,~A H . *krahin.* 1. Grumbull, shu-micë.
2. *përd. ndajf.* Në sasi të madhc, plot e përplot; grumbull. *U mblodhën gërmajë. Ishte gërmajë me njerëz.*
GËRMESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël për të gërmuar.
GËRMlCË,~A i . *veter. shih* GËRMITË,
~A.
GËRMICË,~A II . *krahin.* Zverk. *Thefsh gër-micën! mallk.*
*i(* Theu gërmicën *mospërf.* Vdiq.
GËRMIH *kal.,* ~A, ~UR. Mih, rrëmih. *Gërmih token. Gërmih një grope. Gërmihte me thonj.*
GËRMlHET. *Pës. e* GËRMIH.
GËRMIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve 1-3 të foljes GËRMOJ e kuptimeve të foljes GËRMOHEM. *Gërmimi i dheut (i tokës). Gërmimi i tunelit. Gërmim me kazmë. Gërmim në si-përfaqe (në thellësi). Vendi (sektori) i gërmimit.*
*2.* Vend i gërmuar. *Thellësia e gërmimit.*
3. *vet. sh. arkeol.* Tërësia e punirneve që bëhen për të zbuluar rrënojat e një qyteti a një monument të lashtë; vendi ku bëhen këto punime. *Gërmime arkeologjike. Gërmimet e Apolonisë (e Butrintit, e Maliqit). Drej-timi i gërmimeve.*
GËRMIT (GËRMIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Kruaj
a gërryej diçka; brej. 2. Trazoj që të ndizet (për zjarrin), shpurrit.
GËRMITË,~A . *veter.* Sëmundje e rëndë, që u bie zakonisht buajve e buallicave dhe u zë fytin; ko-lera e gjedhit. *U ra gërmita. Të rente gërmita! mallk.*
GËRMOHEM *vetv.* 1. *(me një trajtë të shkurtër të për emrit vetor në r. dhanore).* I hakërrohem, i kër-cënohem dikujt, i gërmushem. *Iu gërmua të birit. Mos m'u gërmo!*
*2.* Kërrusem, gërmuqem.
3. *krahin.* Mundohem shumë, përpiqem fort. *V gërmua, por nuk volli.*
4. *Pës. e* GËRMOJ.
GERM OJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Mih në një
vend dhe heq dheun për të hapur një grope ose për të nxjerrë diçka të mbuluar. *Gërmoj thellë. Gërmoj një grope. German në themele. Gërmon me kazmë.*
*2.* edhe *jokal.* Kërkoj mirë diku për të gjetur diçka, kërkoj në të gjitha skutat, rrëmoj. *Gërmoi nëpër xhepa. Gërmon nëpër shtëpi. Gërmon në plehra.*
3. edhe *jokal. fig.* Bëj kërkime të shurnta e të ho-llësishme për të gjetur të dhëna për dike a për diçka; i futem thellë një çështjeje për ta njohur sa me mirë a për të nxjerrë diçka që me intereson; hulumtoj, gjurmoj thellë. *Gërmon nëpër arkiva (biblioteka). Gërmon nëpër libra. Gërmon një çështje. Gërmon për një çështje. Mos e gërmo me këtë punë!*
4. *fig.* Pyes shumë e me hollësi dike për të mësuar a për të zbuluar prej tij diçka që me duhet. *Gërmoje, se di shumë gjëra!*
5. *jokal. fig.* Përpiqem shumë të rikujtoj diçka të shkuar a të harruar, vras mendjen për të rikujtuar diçka. *Gërmoj në kujtesë (në mendje).*
6. *fig.* Bëj që të kërruset e të dobësohet. *E gërmoi pleqëria.*
GËRMCAR (i,e) *mb.* 1. Që është thelluar a është bërë grope me kazmë a me diçka tjetër. *Sipërfaqe e gërmuar. Vend i gërmuar.*
2. *krahin.* Që ka të përpjeta e të tatëpjeta të thikta, i vështirë për t'u kaluar. *Vend i gërmuar. Rrugë e gërmuar.*
3. *krahin.* I kërrusur, gërmuq. *Njeri i gërmuar.*
GËRMUES,~l *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që bën gër-mimin e dheut; ai që merret me gërmime. *Gërmues dheu. Gërmues në minierë. Brigada e gërmuesve.*
2. Makinë gërmimi. *Gërmues hendeqesh.*
3. ii *mb.* ~, ~E. Që hën gërmime, që gërmon. *Punëtor gërmues. Makinë gërmuese.*
GËRMUQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Drangë. *GërmuqÇ. ka shumë.*GËRMUQ,~E *mb. bised.* 1. Që e ka trupin të kërrusur (nga pleqëria, nga puna e rëndë a nga ndonjë sëmundje), i përkulur; kurrizdalë, gungaç. *Ptak gërmuq.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
3. *përd. ndajf.* Me trup të kërrusur, gërmuqas. *Rri gërmuq. Shkonte gënnuq.*
GËRMUQ *kal.,* ~A, ~UR. Kërrus, përkul; bëj që të gërmuqet. *Gërmuq shpinën. E kishte gërmuqur puna e rëndë.*
GËRMUQAS *ndajf.* Me kurriz të kërrusur. *Kaloi gërmuqas. Eci gërmuqas.*
GËRMUQEM *vert.* Përkul shpinën; me përkulet kiprizi (nga pleqëria, nga puna e rëndë a nga ndonjë sëmundje); Jcërrusem. *U gërmuq para kohe.*
IGËRMUQËT (i,e) *mb.* I kërrusur, gërmuq. *Plak i gërmuqet.*
GËRMUSHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. I kërcëno-hem dikujt me fjalë ose me Iëvizje të krahëve a të fy-tyrës, i hakërrohem. *Iu gërmush me fjalë (me grushte).*
GËRNETË,~A. *sh.* ~A, ~AT *muz.* Klarinetë e përshtatur për muzikë popullore. *Tingujt e gërnetës. I \bie gërnetës. Dëgjohej një gërnetë.*
GËRNJAR,~E *mb.* 1. Që e ka zakon të grindet vazhdimisht, grindavec; që ankohet vazhdimisht e tregohet i pakënaqur; që shpreh pakënaqësi e ankim. *PIak gërnjar. Zë gërnjar.*
2. Që hedh vicka; zevzek (për kafshët). *Mushkë gërnjare.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
ÇËRNJË,~A sh. ~A, ~AT. Grindje, zënie e vazhdueshme. *Nisën (ndezën) gërnjën. U hyri gërnja. Rdnë në gërnjë* grinden, zihen vazhdimisht. *Shuaj gërınjën.*
GËRNJITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Grindem vazhdimisht. *Gërnjitet më të vëllanë (me të motrën).*
*2.* Qaj, bërtas e përplas këmbët (për një fëmijë tekanjoz ose për një të sëmurë), grindem. *Gërnjitet fëmija (i sëmuri).*
3. *vet. veta HI.* Angullin (për qenin, ujkun). *Gërnjitet qeni. Gërnjiten ujqit.*
GËRNJOLLË,~A . Erë me shi që fryn nga veri-perëndimi. *Fryn gërnjolla.*

GËRQINJË *mb.* 1. Që i bën kokrrat të mëdha e gjatoshe, gjator. *Kumbull gërqinjë. Mollë gërqinjë.*
*Z. si em.* GËRQlNJË,~A *sh.* ~A, ~AT. Kumbull gërqinjë; fryti i kësaj peme.
GËRSHANI,~A *etnogr., vjet.* Ceremonia që zhvillohej kur kumbara i qethte flokët fëmijës; lidhje miqësore që krijohej nga ky zakon; kumbari. *Dita e gërshanisë. Benin gërshani.*
GËRSHET,~I *m. sh.* ~A, ~AT.l.Tufë flokësh si bisht, që vajzat e grate e bëjnë duke thurur tri tu-fëza së bashku; bishtalec. *Gërshet i gjatë (i trashë). Gërsheta të zez (të verdhë). Thur gërshetat. Mban gërsheta. I preu gërshetat. Lidh gërshetat. Si gërshet.*
2. Diçka e thurur si flokët në trajtën e bishtit; varg. *Gërshet kashte (gruri). Gërsheti i litarit. Gërshet fijesh. Gërshet hudhrash (qepësh).*
3. Qëndismë me këtë Iloj thurjeje ose thurimë në triko, në çorape etj. në trajtë të bishtalecit.
4. *përd. ndajf.* Në trajtë të një tufe a të një vargu të përbërë nga tri pjesë të thurura bashkë. *Thur (bëj) gërshet flokët (hudhrat, qepët, zorrët).*
E bëj gërshet *një pun ë* e ngatërroj, e ndër-likoj, e pleks keq.
GËRSHETARTË *mb. poet.* Që i ka gërshetat në ngjyrë të verdhë si të arit, gërshetverdhë. *Vashat gër-shetarta.*
GËRSHETDEGË *mb.* Që i ka gërshetat *të* trashë, me gërsheta të trashë si degë.
GËRSHET Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* GËRSHET, ~I.
2. *mit.* Gërshetëz.
GËRSHETËZ,~A *sh.* ~A, ~AT *mit.* Figure e besimeve popullore shqiptare, që përfytyrohej si një vajzë e bukur e me floke të gjatë, e cila rrinte në lumenj e liqene dhe dilte nganjëherë në breg për t'u krehur; floçkë, nuse e ujërave.
GËRSHETGJATË *mb. 1.* Që i ka gërshetat të gjatë, me gërsheta të gjatë. 2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GËRSHETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GËRSHETOJ, GËRSHE-
TOHET. *Gërshetimi i floke've. Gërshetimi i fijeve. Gërshetimi i teorisë me praktikën. Gërshetimi i ngjarjeve.*
*2. fig.* Ndërthurje e disa dukurive; lidhje e ngushtë ose e ndërlikuar e disa anëve a dukurive. *Gërshetim rrethanash.*
GËRSHETOHET *vetv. 1.* Ndërthuret a plekset (një veprim, një ngjarje, një dukuri etj.) me diçka tjetër. *Gërshetohen problemet. Gërshetohen ngjarjet.*
2. *Pës. e* GËRSHETOJ.
GËRSHETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Thur gërshet; bëj si gërshet. *Gërsheton flokët. Gërsheton fijet. Gërshetoj një kurorë.*
*2. fig.* Bashkoj, lidh në mënyrë të harmonishme dy a me shumë gjëra, veprime etj., ndërthur. *Gërsheton teorinë me praktikën. Gërshetojnë punën fizike me punën mendore.*
GËRSHETUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë gërshet; që është thurur si gërshet. *Flokë të gërshetuar. Fije të gërshetitara.*
*2. fig.* Që është lidhur a është pleksur në mënyrë të harmonishme me diçka tjetër (për veprime, ngjarje etj.), i ndërthurur. *Veprime të gërshetuara. Ngjarje të gërshetuara. Veprojnë të gërshetuar.*
GËRSHETUES,~E *mb.* Që thur diçka në trajtë gërsheti, që gërsheton fijet. *Makinë gërshetuese.*
GËRSHETVERDHË *mb. poet. I. Që* i ka gërshetat të verdhë, gërshetartë. *Vashat gërshetverdha. 2. Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GËRSHETZEZË *mb. poet. I.* Që i ka gërshetat të zez. *Vashat gërshetzeza.*
*2. Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GËRSHËRË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. I. Vegël e përbërë nga dy krahë të mprehtë çeliku, që lëvizin të kryqëzuar rreth një boshti të përbashkët për të prerë pëlhurë, letër, llamarinë etj. ose për të krasiturpemët. *Gërshërë e vogël (e madhe). Gërshërë flokësh. Gërshërë rrobaqepësish. Gërshërë thonjsh. Gërshërë për krasitje. Gërshërë për prerjen e metalit. Dorezat e gërshërës. Pres (qeth) me gërshërë.*
2. Mafcinë a mekanizëm me dy krahë të mprehtë për prerjen e metaleve të ndryshme, të lëkurës etj. *Gërshërë automatike. Gërshërë elektrike.*
3. Qethja e dhenve me një vegël të tillë; sasia e leshit që merret nga kjo qethje. *Gërshëra e parë (e dytë).*
4. *shih* GËRSHËRËZ,~A i.
5. *fig.* Dallim i theksuar, hendek; mospërputhje. *Gërshëra e çmimeve. Gërshëra midis fshatit dhe qy-tetit. Gërshëra midis punës mendore dhe punës fizike. Ngushtimi i gërshërës midis importit dhe eksportit.*
6. *përd. mh. sport.* Që bëhet duke kryqëzuar këmbët ose duart. *Stil gërshërë* mënyrë kërcimi së larti që bëhet duke kryqëzuar këmbët në ajër. *Not gërshërë* lloj noti që bëhet duke u shtrirë gjysmë anash e duke kryqëzuar duart dhe këmbët.
” I ra gërshëra (fshesa. kosa) *shih te* BIE i. I prerë me gërshërë shumë i përshtatshëm për të bërë një punë, pikërisht ashtu si duhet. Si të pcerë me gërshërë kanë të njëjtin shtat a gjatësi, janë të një mase. I ka prerë një gërshërë (janë prerë me një gërshërë) janë shumë të ngjashëm, pothuajse njësoj. I ?uri (i futi) gërshërën a) e preu krejt; e qethi; b) e shkurtoi shumë një shkrim, i hoqi pjesë të tëra. I bëri veshët gërshërë (pipëz, bigë, curr, çift). *shih te* PIPËZ,~A. Është me kokë në gërshërë është në rrezik shumë të madh; e ka litarin në grykë. S'korret Iivadhi me gërshërë *fj.u. shih te* LIVADH,~I. Vuri (futi) kokën në gërshërë e rrezikoi veten, e vuri jetën në rrezik të madh. I do qethur mishi me gërshërë *shih te* QETH.
GËRSHËRËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *ndërt.* Secili prej trarëve të hollë, që zbresin dy nga dy në trajtë gërshëre nga kulmari i çatisë, mbi të cilët mbër-thehen qeprat.
2. *zool.* Insekt i vogël, me trup të hollë e të gjatë në ngjyrë kafe të errët, me bishtin bigë e me dy brir-thë në kokë, që ushqehet me pemë e sidomos me rrush.
3. Kocaku i samarit, kaptelli i pasmë.
4. *vet. sh.* Dy zgjatimet në majën e gjuhës së gjarp-rit.
5. Lloj thurjeje a qëndisme e ngjashme me krahët e gërshërës, që bëhet mbi një pëlhurë; përparëse me qëndisma të tilla.
6. Lloj plori pa majë.
GËRTUK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET dhe ~KË, ~KËT. Miser që i bën kokrrat të verdha; miser vendi.
GËRTHAC,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Greth.
GËRTHAC,~T ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Ullas-tër.
GËRTHAP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vet. sh.* Gërshërë e madhe që përdoret për të krasitur pemët.
2. *zool.* Kandërr me dy grepa të forte si brirë për-para e me dy pale krahë, që rri nëpër zgërbonja dru-rësh.

GËRTH,.'AS *jokal.,* ~ITA, ~ITUR. 1. Bërtas, thërres, ngre zërin kur Has. *Gërthet fort. Gërthet me zemërim. Mos gërthit!*
2. Lëshoj britma të forta (nga dhembjet, nga frika, nga gëzimi etj.), këlthas; bërtas. *Gërthet nga dhembja (nga frika). Gërthet më të madhe. Gërthet në kupë të qiellit* gërthet fort. *Qan e gërthet.*
3. *vet. veta III.* Nxjerr një zë të forte e të çjerrë (për disa kafshë e shpendë). *Gërthasin sorrat. Gërthet cjapi.*
4. *kal.* E qortoj ose e shaj dike duke i bërtitur. *gërthet djalit. I gërthet kot. Mos i gërthit!*
*5. kal.* Grish, ftoj, thërres. *Gërthas në dasmë.*
GËRTHE,~NI *m. bot. krahin.* Dredhëz, luleshtry-dhe.
GËRTHITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GËRTHAS.
2. Britmë; e gërthitur.
3. Zëri i çjerrë që lëshojnë a nxjerrin disa kafshë ose shpendë. *Dëgjohej gërthitja e sorrës.*
GËRTHITUR,~A (e) . *kryes. sh.* ~A, ~AT (të). 1. Fjalë të thëna me zë tepër të lartë; britmë. *Të gër-thitura të forta. Të gërthiturat e fëmijës. Dëgjohen të gërthitura. Nisi nga të gërthiturat.*
2. Qortim ose sharje me zë të lartë e të forte. *Nuk i duronte të gërthiturat.*
3. Zëri i çjerrë që nxjerrin disa kafshë ose shpendë. *Të gërthiturat e cjapit.*
GËRTHIULË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Pupëz.
GËRTHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *zool., krahin.* 1. Gaforre. *Gërthje lumi. E kapi gërthja.*
2. *fig.* Njeri i keq e i bezdisshëm që të qepet e s'të ndahet.
GËRVALLEM *vetv.* ~A (u), ~UR. 1. Bërtas me zë të lartë e të çjerrë, çirrem.
2. Kendo j me zë tepër të lartë e të çjerrë, këndoj keq, çirrem.
3. *vet. veta III.* Nxjerr një britmë a një zë të çjerrë (për kafshët).
GËRVËLlS *kal,* ~A, ~UR. 1. Ngacmoj a gër-gas dike; shqetësoj. *E gërvëlis me fjalë.*
*2.* Trazoj lehtë diçka, kruaj. *Gërvëlis plagën. Gërvëlis zjarrin. Gërvëlis veshin.*
GËRVlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tingull i thatë, i çjerrë e i zgjatur që lëshon një send metalik ose i drunjtë, kur fërkohet me një tjetër a me diçka të forte; zhurmë e ngjashme me këtë tingull. *Gërvimë e thatë (e zgjatur, e çjerrë). Gërvima e derës (e qerres, e rro-tave. e kyçit). Gërvima e makinës (e sharrës, e zin-xhirëve, efrenave).*
GËRVl'N *jokal.,* ~U, ~RË. Nxjerr a lëshon një tingull të thatë, të çjerrë e të zgjatur (kur një send metalik ose i drunjtë fërkohet me diçka tjetër të forte); nxjerr një zhurmë të ngjashme me këtë tingull. *Gërvin dera (qerrja, karroca). Gërvijnë sharrat. Gër-vin Motori (traktori). Gërvin çelësi në brave.*
GËRVISHT *kal,* ~A, ~UR. 1. Çjerr pak lë-kurën me thonj; çjerr pak sipërfaqen e një sendi me diçka të forte e me majë; gërryej pak duke i hequr shtresën e sipërme. *Gërvisht lëkurën (fytyrën, dorën, gjurin). Gërvisht enët. Gërvisht murin (derën). Gërvisht token. Gërvisht plagën. E gërvishti macja. Gërvisht me thonj. Gërvisht me thikë. Gërvisht me par-mendë.*2. *fig.* I shkaktoj dikujt një shqetësim në veshë, çjerr; e prek dike thellë në ndjenjat e tij, e prek në zemër, i këput shpirtin dikujt. *Na gërvishti veshët. Më\ gërvishti zorrët. Na gërvishti zemrën (shpirtin).*
GËRVISHTEM *vetv.* 1. Çjerr lëkurën time me diçka te mprehtë e me majë, me bëhet një gërvIshtje në lëkurë. *U gërvisht në fytyrë (në duar, në gjunjë). U gërvishtën me thonj.*
2. *Pës. e* GËRVISHT,.
GËRVISHTËS,~E *mb.* 1. Që shërben për të gërvishtur. *Mjete gërvishtëse.*
2. *fig.* Që të vret veshin (për një zë, një tingull a një: zhurmë). *Zhurmë gërvishtëse. Zë (tingull) gër-vishtës.*
GËRVISHTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GËRVISHT, GËRVISHTEM.
2. Plage e lehtë në lëkurë, që shkaktohet duke e gërvishtur këtë me diçka të forte e me majë; shenjë a gjurme që mbetet në sipërfaqen e diçkaje, kur e gërvishtim. *Gërvishtje e vogël (e lehtë).*
GËRVISHTUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Plage e lehtë në lëkurë, që shkaktohet kur e gërvishtim këtë! me diçka të forte e me majë; shenjë a gjurmë që mbe;tet në sipërfaqen e diçkaje, kur e gërvishtim; gërvisht je. *E gërvishtur në dorë (në këmbë). E gërvishtur në mur (në derë, në enë).*
GËRVISHTUR (i,e) *mb.* 1. Që është çjerrë me diçka të forte e me majë, që ka shenja të gërvishtjeve, që është gërvishtur. *Lëkurë e gërvishtur. Fytyrë e gërvishtur. Mur i gërvishtur. Fotografi e gërvishtur. Enë \e gërvishtur.*
*2) fig.* Qe del si i çjerrë dhe si i ngjirur (për zërin). *Zë i,gërvishtur.*
GËRXH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shkëmb i ashpër, me thepa; vend me shkëmbInj të mprehtë e të the-pisur, vend shkembor e i egër. *Kaluan nëpër gërxhe.*
*2. fig. shar.* Gërxho (për njerëzit).
3. *përd. mb.* Që është plot me shkëmbinj të mprehtë e të thepisur; shkëmbor. *Vend gërxh.*
GËRXHALL,~I *m.* 1. Duhan i keq e shumë i forte që të djeg grykën, duhan i egër.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Duhan gërxhall.*
GËRXHARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Qyp i madh ku mbahet djathi ose turshitë; korbull.
GERXHE-GËRXHE *mb.* Që është plot me gërxhe,: me shumë gërxhe. *Në ato male gërxhe-gërxhe.*
GËRXHEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~Ë, ~ËT. 1. Pjesa e trungut të drurit të prerë që mbetet mbi tokë së bashku me rrënjët, kërcu; pjesë e rrënjëve të një druri që mblidhen për t'u djegur. *Mbledh gërxhelë.*
2. Pjesa e kërcellit të misrit që mbetet në are pas korrjes.
3. Shtupë druri e rrumbullakët, e cila vulos vrimën e gurit të poshtëm të mullirit, që të mos derdhet mielli.
4. Koçan, kacarrum.
5. *'fig. shar.* Gërxho (për njerëzit).
GËRXHEL1 *mb. bised.* 1. Shumë i guximshëm,i patrembur dhe i papërmbajtur; i çartur; kokëkrisur. *Trim gërxheli.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GËRXHELOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR *bised.* Ngrefosem, krekosem, kapardisem; trimërohem.
GËRXHEP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* KËRÇEP,~I.
GËRXHO,~JA *m. sh.* ~, ~T *shar.* 1. Plak i rrë-gjuar dhe i dobësuar, që nuk është në gjendje të gjy-kojë thellë, plak matuf.
2. Njeri i pagdhendur.
GËRXHOR,~E *mb.* Që është plot shkëmbinj të ashpër e me thepa, që është gjithë gërxhe, që është gërxhe-gërxhe. *Mai gërxhor.*

GËRZIT *kal,* ~A, ~UR. Brej diçka pak e nga pak. *Gërzit lëkurën e drurit.*

GËRZITET *vetv.* Ha pak e nga pak, duke e mbajtur ushqimin me shumë në gojë (për kafshët përtypëse).

GËRZHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *kryes. sh.* Gjethe a lëvozhga bishtaje shumë të thara qe mund të shkoqen a të thërrmohen. *Gërzhimet janë ushqim i mirë për bagëtinë.*

2. Të qenët i tharë; gërzhitje. *Merr gërzhim* thahet. *Bëhet gërzhim* thahet shumë; thërrmohet, shkoqet.

3. Miell i bluar ashpër.

GËRZHIMTË (i,e) *mb.* Që është tharë fort dhe mund të shkoqet a të thërrmohet (për gjethet e bimëve, për lëvozhgat e bishtajave etj.), i thërrmueshëm. *Gjethe e gërzhimtë.*

GËRZHIT (GËRZHIS) *kal.,* ~A, ~UR. I. Thaj fort saqë mund të shkoqet a të thërrmohet (për gjethet e bimëve, për lëvozhgat e bishtajave etj.). *Gërzhit fletët e duhanit.*

2. Shkoq a thërrmoj një gjethe të tharë. *Gërzhit duhanin.*

GËRZHITET *vetv.* 1. Thahet fort saqë mund të shkoqet a të thërrfnohet (për gjethet e bimëve, për lëvozhgat e bishtajave etj.). *Gërzhitet bari. Gërzhitet duhani.*

2. Shkoqet, thërrmohet (për gjethet e thara të bimëve, për lëvozhgat e bishtajave etj.).

3. *Pës. e* GËRZHIT.

GËRZHITJE,~A . Veprimi e gjendja sipas kuptimeve të foljeve GËRZHIT, GËRZHITET.

GËRZHITUR (i,e) *mb.* Që është tharë fort dhe mund të shkoqet a të thërrmohet; që është tharë fort dhe është shkoqur athërrmuar (për gjethet e bimëve, për lëvozhgat e bishtajave etj.). *Duhan i gërzhitur.*

GËRR *onomat. bised.* 1. Përdoret për të imituar zhurmën që nxjerr një send kur fërkohet a gërvishtet me diçka të forte. *Bënte makina gërr. Gërr kërciste mitralozi.*

*2. përd. ndajf.* Menjëherë, shpejt e shpejt, aty për aty; në mënyrë të pandërprerë, njëri pas tjetrit, çurk. *Gërr paratë. Gërr fjalët. Gërr lotët.*

3. *përd. kallëzues.* Iki me vrap. *Ai gërr, unë gërr pas tij.*

GËRRACKË *mb.* Që i ka brirët të kthyer nga pas (zakonisht për dhitë). *Dhi gërrackë.*

GËRRAÇ,~I *m. sh.* ~ A, ~AT. Shkop me një grep që përdoret për të hequr bar nga mullari, për të varur shportën në një degë kur mbledhim pemët etj.GËRRANË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i gërrycr nga ujërat; gërrellë.

2. Përrua i rrëmbyeshëm që e gërryen shpejt shtra-tin e vet.

3. Dheu, gurët etj. që i gërryen dhe i merr me vete një lumë a një përrua sidomos kur rrjedh me rrëmbim. *Ka sjellë lumi ca gërrana.*

GËRREC,~I m. *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Grope e vogël, gropëz. *Gërreci i syrit.*

GËRREC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kungull ujës, susak që shërben si enë për ujë.

2. Kutia e tamburasë.

GËRREFSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Xhufkë e vogël qimesh të ashpra që i dalin në gushë gjelit të detit. *nine flokët si gërrefshë gjeldeli.*

2. Grremç, gëthep në një dru.

GËRRELLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shpellë e hapët. me strehë përsipër, e gërryer nga uji zakonisht buzë lumenjve, stenë. *Gërrellë e tnadhe (e vogël). Gërrellat e lumenjve.*

2. Vend i futur dhe i thellë në një shkëmb, që nuk e zë dielli; shpellë. *Gërrellat e shkëmbinjve.*

GËRRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël meta-like, me një dorëz a bisht druri, që shërben për të gërryer a për të kruar diçka; gërryes.

2. *përmb.* Të kruarat e një gjelle që është ngjitur në enë.

3. Vend i gërryer nga ujërat.

GËRRIC,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Vjedhës gjërash të vogla, vjedhës xhepash, brae.

GËRRIC *kal.,* ~A, ~UR. Gërvisht. GËRRICASH *ndajf.* Guraçokthi. *Luajnë gërricash.* GËRRICEM *vetv.* Gërvishtem.

GËRRICË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* GËRVISHT-JE,~A2. GËRRICJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Gërvishtje.

GËRRQE,~JA.. *sh.* ~E, ~ET. Hurbë, gllënjkë. *Një gërrqe ujë. Pi me gërrqe.*

GËRRUALL, ~ OLLI *m. sh.* ~OJ, ~OJTË.

1. Enë e drunjtë si kade, që është bërë nga trungu i një lisi të gërryer përbrenda dhe që përdoret për të mbaj-tur drithë, miell etj.

2. Vend i thurur me gardh ku mbahen bagëtitë; vathë, gardhec.

3. Shkop me një bigë si grep në majë, që përdoret për të kapur dhe për të mbartur mbi sup vandakë me shkarpa, me dëllinja etj.

GËRRCDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrudhë e thellë në ballë, në fytyrë etj.

GËRRYEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. Ha pak e
nga pak sipërfaqen e një sendi me diçka të forte pëi t'i hequr një pjesë, një shtresë të tij a diçka që është ngjitur në të ose për ta pastruar. *Gërryej drurin. Gërryen murin. Gërryej enën.*

*2.* Ha pak e nga pak token, shkëmbin etj. dhe hap një vrimë a një grope. *Gërryen token (shkëmbin). Gërryej dhëmbin. Kodrën e kanë gërryer ujërat. Lumi (përroi) e ka gërryer shtratin. Vrithi gërryen dheun.*

3. *vet. veto III.* E bren, e ha. *Acidi gërryen metalin (enën).*

4. *fig.* E ha krejt diçka që ndodhet në një enë, nuk lë asnjë luge a asnjë thërrime; i nxjerr fundin një ene ku ka ushqim. *E gërryen tenxheren (tiganin, qy-pin, sahaniK). E gërryen tepsinë.*

5. *fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me mundon, me shqetëson vazhdi-misht; me ha, me bren diçka nga brenda pak e nga pak. *gërreu zemrën (shpirtin). E gërryen dyshimi. E gërryejnë kontradiktat. E gërryen përbrenda.*

*it* Të gërryen era fryn erë shumë e forte, të pret era. E gërreu nga lekët ia mori të gjithë lekët, ia har-xhoi të gjitha të hollat, e faroi nga paratë. E gërreu barku (e gërryen zorrët) për bukë kishte shumë uri. Gërryente para me lopatë fitonte shumë para pa u munduar shumë.

GËRRYER (i,e) *mb.* 1. Që është ngrënë duke i hequr një pjesë a një shtresë ose duke e bërë zgavër a grope, *Mur i gërryer. Dru (gur) i gërryer. Enë e gërryer.*

2. Që është ngrënë pak e nga pak nga ujërat, nga shirat, nga era etj. *Tokë e gërryer. Shtrat i gërryer.*

3. Që është grumbulluar në një vend pas gërryerjes (për dheun, token etj.). *Dhe i gërryer. Bore e gërryer.*

GËRRYERJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GËRRYEJ, GËRRYHET.

*Gërryerja e dheut (e shkëmbit, e drurit). Gërryerja e dhëmbit. Procesi i gërryerjes.*

2. Veprimi shkatërrues i ujit, i shirave, i erës etj. në sipërfaqen e tokës dhe pasojat e tij, erozion. *Mbroj-në token nga gërryerja.*
3. Zgavër, grope a e thelluar që bëhet kur gërryhet diçka.
GËRRYES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Vegël që përdoret si mjet për të gërryer diçka. *Gërryes druri (guri, me-tali). Gërryes dheu. Gërryes kungulli* rende.
GËRRYES,~E *mb.* 1. Që ka vetinë të gërryejë; që përdoret për të gërryer diçka; që gërryen. *Lëndë gërryese. Mjet gërryes. Makinë gërryese. Veti gërryese. Veprim gërryes.*
2. *fig.* Që të bren përbrenda, që të shqetëson vazh-dimisht. *Mall gërryes. Brengë gërryese.*
GËRRYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që gërryhet lehtë. *Shtrat i gërryeshëm.*
GËRRYHET *vetv.* 1. Hahet pak e nga pak dhe bëhet zgavër a grope; brehet; shkatërrohet duke u ngrënë pak e nga pak (për token, shkëmbin etj.). *Është gërryer toka. Është gërryer ena.*
2. Pëi. *e* GËRRYEJ.
*ic* I janë gërryer sytë i janë futur sytë thellë në zgavër (nga një sëmundje, nga uria etj.).
GËSTERRË, ~A . *sh.* ~A, ~AT. Errësirë e ma-dhe; diçka e zezë sterrë. *U be gësterrë.*
GËSHILL,~I m. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barish-tore e egër, e cila nxjerr nga kërcelli një lëng të bardhë si qumësht dhe i ka gjethet me gjemba të butë, që i hanë shumë bagëtitë.
GËSHTENJAPJEKËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që pjek gështenja për t'i shitur, ai që shet gështenja të pjekura, gështenjashitës.GËSHTENJASHITËS,~I *m. sh.* ~, -'IT. Ai që
shet gështenja të pjekura ose të ziera; shitës gështe-njash.
GËSHTENJË,~A *sh.* ~A, ~AT. I. *bot.* Dru j viseve malore, me trung të madh e me gjethe si heshtë, që bën fryte në trajtë kokrrash të vogla, të veshura me një lëkurë të ndritshme ngjyrëkafe e me një shark me gjemba; fryti i kësaj peme, i cili hahet. *Gështenjë ë butë. Gështenja të ziera (të pjekura). Dru gështenjë. Pyll gështenjash. Lëkura e gështenjës. Thelbi i gështenjës. Miell gështenjash. Qëroj gështenja.*
*2. përd. mb. bised.* Që ka ngjyrë kafe të errët në të kuqërreme si ajo e lëkurës së hollë që mbështjell thelbin e gështenjës. *Sy gështenjë. Flokë gështenjë. Ngjyrë gështenjë.*
•*k* Lëng gështenjash kafe shumë e hollë ose gjellë shumë e hollë e pa yndyrë. I nxjerr gështenjat (nga zjarri) me duart e të tjerëve (e botës) e bën një punë duke përdbrur si mashë a si vegël të tjerët.
*GËSHTENJË DETl zool.* Iriq deti.
*GËSHTENJË E EGËR bot.* Dru i madh me lule të bardha të mbledhura tufë në trajtën e një koni, që mbillet anës rrugëve ose nëpër parqe për zbukurim.
*GËSHTENJË KALI bot.* Gështenjë e egër.
GËSHTENJISHTË,~A *f. sh.* ~A, ~AT. Pyll me gështenja, vend me gështenja.
GËSHTENJORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Gësh-tenjishtë.
GËSHTENJTË (i,e) *mb.* 1. Që është bërë prej gështenjë, i bërë me dru gështenje. *Stop i gështenjtë. Dpllap i gështenjtë.*
2. Që ka ngjyrë kafe të errët në të kuqërreme, bojë-geshtenjë. *Sy të gështenjtë. Flokë të gështenjtë.*
GËTHEP, ~EPI *m. sh.* ~APË, ~APËT. 1. Grremç në trungun e një druri a në degët e tij; çengel prej druri a prej hekuri që shërben për të varur diçka. *Dru me gëthapë. Var në gëthep. U gris në një gëthep.*
2. Pjesa e kërcellit të misrit a e degëve të ndonjë shkurreje që mbetet në tokë pasi pritet. *V pengua në një gëthep.*
3. Mandall dere.
4. Kthetër.
5. *kryes. sh.* Dhëmbët a brirët e një sfurku. *V thy en gëthapë t.*
*6. zakon. sh.* Bedenat e kalasë.
GËTHUQ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Kunj me majë të mprehtë e të hollë. 2. Gjemb.
GËVEZHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore shumëvjeçare e livadheve me shumë kërcej të. hollë, me gjethe të mbledhura nga pesë, me lule në ngjyrë të verdhë ose manushaqe të ngjashme me atq te tërfilit, që e hanë shumë bagëtia.
GËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ndjenjë këna-qësie që kemi kur arrijmë të plotësojmë një dëshirë, një punë a detyrë ose kur jetojmc në një mjedis të këndshëm; gjendje e gëzueshme; *kund.* hidhërim. *Gëzim i madh (i thellë, i brendshëm, i papërshkrueshëm, i pakufishëm). Gezim i shkwz6r (i koië, i heshtw). Gëzimi i punës. Gëzitni i fitores. Ditë gëzimi. Atmosferë gëzimi. Cast gëzimi Ndienjë gëzimi. Lei gëzimi. Thirrje (shprehje) gëzimi. Kulmi i gëzimit. Ndiej (kam) gëzim. Përmbaj gëzimin. I sjell (i jep) gëzim. Fluturoi (u çtnend, qau) nga gëzimi. Pres me gëzim. U mbushën me gëzim. I shkëlqejnë sytë nga gëzimi. Nuk e mban vendi nga gëzimi.*
*2.* Ngjarje e shënuar që i sjell njeriut kënaqësi, ngjarje e gëzueshme; festimi i kësaj ngjarjeje; diçka që na gëzon; ditë e gëzueshme, cast i gëzueshëm; gaz. *Gëzimi i parë (i vetëm). Ka kaluar shumë gëzime. për gëzime ju ardhshim! ur. S^pa asnjë gëzim. E kaloi jetën pa gëzime.*
3. Dikush a diçka që na jep një kënaqësi të ve-çantë; gaz. *Gëzimi i nënës (i babait, i prindërve). Gëzimi ifëmijëve. Gëzimi im!*
*ic* Gëzim për derë *iron, shih te* DERË,~A.
GËZIMDHËNËS,~E *mb. libr.* Që të gëzon e të kënaq.
GËZIMPLOTË *mb. poet.* I. Që të mbush me gëzim, që të sjell gëzim; plot me gëzim. *Këngë gëzimphtë. Ditë gëzimphtë. Lajm gëzimplotë.*
*2.* Që është i gëzuar dhe i qeshur, i gëzueshëm. *Rini gëzimplotë.*
GËZIMPRURËS,~E *mb. libr.* Që sjell gëzim, që të mbush me kënaqësi, që të gëzon. *Lajm gëzim-prurës.*
GËZIMSJELLËS,~E *mb.* Gëzimprurës.
GËZIMZf, ~<ZEZË *mb. 1.* Që s'ka parë asnjë gëzim në jetë, që s'ka parë asnjë ditë të bardhë; i helmuar; si *mallk.* që mos paste asnjë gëzim në jetë, që mos paftë asnjë ditë të bardhë. *Grua (nënë) gë-zimzezë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GËZOF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lëkurë me qime të gjata e të buta, që mbulon trupin e disa kafshëve e i mbron nga të ftohtët. *Gëzofi i dhelprës (i ariut).*
2. Lëkurë shtazësh me qime të gjata e të buta, e regjur dhe e përpunuar, që përdoret për të bërë veshje dimri ose si cope për jakën a për mënget e një palltoje; pallto prej kësaj lëkure. *Gëzof dhelpre (ku-nadheje). Jake gëzofi. Punishtja (fabrika) e gëzofil. Vesh gëzofin.*

-*k* la prenë gëzofin i dhanë atë që meritonte; e dë-nuan. Ti shkojë peri gëzoflt *shih te* PE,~RI. Jane pe për një gëzof janë pothuajse njëlloj, janë shumë të përshtatshëm për njëri-tjetrin. Si të jetë moti, kthen gëzofln *shih te* KTHEJ. Kthen gëzofin (gunën, sbpinën, kurrizin, krahet) nga fryn era *shih te* KTHEJ
GËZOFPUNCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që pu-non gëzofin, ai që bën veshje a sende të tjera prej gëzofi.
GËZOFTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gëzofpu-nues. 2. Tregtar gëzofësh.
GËZOFTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej gëzofi, me gëzof. *Pallto e gëzoftë. Jake e gëzoftë.*
GËZOFTORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. I. Vendi ku punohet gëzofi ose ku bëhen veshje a sende të tjera prej gëzofi, punishte gëzofi.
2. Dyqan ku shitet gëzof a veshje prej gëzofi.
GËZOHEM *vetv. I.* Ndiej gëzim, me mbushet zemra me gëzim. *Gëzohem shumë (pa masë). Gëzohetme gjithë shpirt. Gëzohem që u njohëm. Gëzohem që ju shoh. U gëzofsh! ur.* paÇ gëzim!
2. I shoh të mirën a dobinë dikujt a diçkaje; gjej kënaqësi e gëzim pranë dikujt a diçkaje; ndiej gëzim për diçka. *gëzohet djalit (nuses). I gëzohet shtëpisë së re. I gëzohen punës.*
3. *vet. veto III. (me një trajte të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Mbushet me gëzim, kënaqet. *Me gëzohet zemra (shpirti). T'u gëzoftë zemra!*
4. *Pës. e* GËZOJ 1>6.
GËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I sjell a i ngjall dikujt gëzim, ia mbush zemrën me gëzim; kënaq. *Gëzon shokët. Gëzon prindërit. Gëzon fëmijët. Lajm që na gëzon. Të gëzon syrin.*
2. *jokal.* Ndiej gëzim, gëzohem, mbushem me gë-2im. *Gëzon fëmija. Gëzon për rrobat e reja. Punove-gëzove. fj.u.* puna është burim të mirash e kënaqësie.
3. I shoh të mirën a dobinë dikujt a diçkaje; i gëzohem-*gëzoi mençurinë. Çfarë i gëzove atij?*
4. Mbaj diçka me shëndet dhe i gëzuar, arrij të kënaqem a të shijoj diçka. *E gëzoi shtëpinë. Nuk e gëzoi jetën. I gëzofsh rrobat! ur. Mos e gëzoftë! mallk.* (i thuhet dikujt që ka marrë një send që nuk i takon ose që ka grabitur a vjedhur diçka).
5. *libr.* Kam, zotëroj diçka. *Gëzon liri të plotë. Gëzon të drejta të barabarta. Gëzon besimin (dashurinë) e dikujt. Gëzon përkrahjen e dikujt.*
*6.* Përkëdhel, ledhatoj. *Gëzoj fëmijën. I gëzoi flokët.*
GËZUAR (i,e) *mb.* 1. Që ndien a ka gëzim, që është gjithë gaz. *Djalë i gëzuar. Njerëz të gëzuar.*
2. Që shpreh gëzim e hare; i gëzueshëm, i qeshur. *Fytyrë e gëzuar. Sy të gëzuar.*
3. Që kalohet a është kaluar me gëzime, i gëzueshëm. *Jetë e gëzuar. Ditë të gëzuara.*
4. Që të ngjall gëzim, që të gëzon, që të mbush tne gaz e hare, i gëzueshëm, gazmor. *Lajm i gëzuar. Ngjarje e gëzuar.*
GËZUAR *pasth.* Përdoret si urim në raste festash, ditëlindjesh, kur fillojmë një punë të re etj., me kup-timin “e kalofsh i gëzuar!”, “qofsh i gëzuar!”, “e gëzofsh (e gëzofshi)!” etj. *Gëzuar Vitin e Ri! Gëzuar qofsh! Gëzuar bukën e re! Gëzuar!* (thuhet kur ngremë një dolli a kur çokasim gotat me dike).
GËZUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që të ngjajl gëzim, që të gëzon, që të mbush me gaz e hare, i gëzuar, gazmor. *Lajm i gëzueshëm. Ngjarje e gëzueshme. Këngë e gëzueshme. Festë e gëzueshme.*
2. Që është gjithnjë i qeshur e tërë gaz; i gëzuar. *Fëmijë i gëzueshëm.*
3. Që kalohet a është kaluar me gëzim, i gëzuar. *Jetë e gëzueshme. Ditë të gëzueshme. Cast i gëzueshëm.*
4. Që shpreh gëzim e hare, i qeshur. *Fytyrë e gëzueshme.*
GËZOESHËM *ndajf.* Me gëzim, gjithë gaz. *Ecte gëzueshëm. Këndonte gëzueshëm. Flet gëzueshëm.*
GËZHDALLË,~A*f. sh.* ~A, ~AT. 1. Dërrasë që vihet e lidhet për disa kohë pas këmbës a pas dorës së thyer për ta mbajtur këtë të palëvizur e drejt.
2. Cope druri, pykël, kleçkë.
3. Çallatë në dru etj.
4. Secila nga bigat a krahët e një furke.
5. *vet. sh. fig.* Gjepura, profka. *Ç'janë këto gëzh-dalla!*
• S'bëheturëmegëzhdallay. *u.shih tekURË,,~A* i.
GËZHDAP, ~I *m. sh.* ~Ë,~ËT. Dru, dajak. *këputi një gëzhdap të mirë* e rrahu keq, e zhdëpi në dru.
GËZHILE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Sharku i gësh-tenjës. *U heqin gështenjave gëzhilet.*
GËZHIT (GËZHIS) *kal,* ~A, ~UR *krahin.* Nxit dike kundër një tjetri, ndërsej.
GEZHITJ/E,~A . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Veprimi sipas kuptimit të foljes GËZHIT.
GËZHOJ/Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa prej metali a prej kartoni e fishekut ose e predhës, në trajtën e një gypi me fund të mbyllur, ku vendosen lënda plasëse, kapsollae plumbi. *Gëzhojë e fishekut (e predhës). Nxjerr gëzhojën. Mbledh gëzhojat.*
*1.* Guall, zhguall; lëvozhgë. *Gëzhoja e kërmillit. Gëzhoja e vezës. Gëzhoja e arrës (e lajthisë). Gëzhoja e fasules.*
GËZHOLL/E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Llapusha e misrit; lëvozhgë. *Gëzhollet e misrit (e grurit).*
2. *vet. sh.* Gërdhushta.
3. Shpend shumë i dobët që nuk e vlen ta therësh për ta ngrënë.
GËZHOLLËT (i,e) *mb.* Që është bosh përbrenda; i zgavërt. *Kallam i gëzhollet.*
GËZHUT/Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëvorja që mbështjell kokrrën e grurit, të thekrës etj. 2. *kryes. sh.* Gërdhushta.
GËZHYT/ËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *krahin.* Zhguall, lëvozhgë. *Gëzhytër e butë (e forte). Gëzhytra e arrës (e lajthisë, e gështenjës). Gëzhytra e vezës.*
GIC,~I i *m. sh.* ~A, ~AT. 1. I vogli i derrit, derrkuc. *Gic mashkull (femër).*
*2. fig. përk.* Fëmijë topolak, fëmijë shumë i shën-doshë.
3. GUT i vogël i rrumbullakët, guralec. GIC,~I ii *m. sh.* ~A, ~AT. *shih* BICE,~JAt.
GIC *ndajf.* Sa nuk nxë me, deri në buzë, plot. *E mbushi gic. Gic me gic* plot e përplot, buzë me buzë.
GICAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dash që e ka turirin të bardhë e me pikla si të kuqe. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dash gican.*
GICË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Dele që e ka turirin të bardhë e me pikla si të kuqe. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dele gicë.*
GICILlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Gudulisje. GICILOHEM *vetv.* 1. Gudulisem. *Gicilohet shumë.* 2. *Pës. e* GICILOJ.
GICILOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Gudulis. *E giciloi me gishta. Me gicilon fanella. E gidloi me fjalë.*
GICILUES,~E *mb.* Gudulisës.

GlCTHI *ndajf.* Doçash. *Luaj gicthi.* _GIJOTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mekanizëm qe përdorej në të kaluarën dhe që përdoret ende në disa vende borgjeze për t'u prerë kokën atyre që dë-nphen me vdekje. *E çuan në gijotinë. la prenë kokën në gijotinë.*

GILCË, ~A. *sh.* ~A, ~AT *anat.* Dell i forte që lidh muskujt me eshtrat në kyçet; laku i kyçeve. *Gil-cat e gjurit. Gilcat e krahut. Gilcat e këmbëve.*

GILIVILI *palak. bised.* Përkëdhelje a gudulisje e i lehtë me gishta në gushë. *bën gilivili dikujt.*

\ir Bën gilivili tregohet i paqëndrueshëm në bindjet e yeta a në sjelljet ndaj dikujt a diçkaje; e dredh, e ha fjalën.

GILOGIÇ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Kupë e drunjtë, ku barinjtë mbajnë kripën.

GINË,~A . *krahin.* Baltë e qullët, gjanë.

GlNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Gollogungë.

2. *kryes. sh. fig.* Spica, kalla; thumba. *Flet me ginga.*

GISHT, ~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~ËRlNJ, ~ËRINJTË. 1. Secili prej pesë zgjatimeve të lëviz-shme në fund të çdo dore ose të çdo fcëmbe të njeriut; secila prej pesë pjesëve të dorezës, që mbulon këto zgjatime të duarve të njeriut. *Gisht i shkurtër (i gjatë, i hollë, i trashë). Gishti i madh (i vogël, i mesëm). Gishti tregues (gishti i shëllirës). Gishti i unazës. Gishti i këmbëzës* gishti i pushkës, gishti tregues. *Gishti i vesltit* gishti i vogël i dorës. *Gishtat e dorës (e këmbës). Gishtat e dorezave. Kyçet e gishtit. Mollëza (maja) e gishtit. Shenjat e gishtërinjve. më të pesë gishtat. Lëviz gishtat. Ngre (çoj) gishtin. Vinin gishtin* vinin shenjën e gishtit në letër (në vend të nënshkrimit). *Prek (tregoj) me gisht. Numëroj me gishta.*

I. Secili prej zgjatimeve fundore te putrat e disa kafshëve dhe te këmbët e disa shpendëve. *Gishtat e majmunit (e maces). Gishtat e gjelit.*

3. *tek.* Pjesë e një mekanizmi, që ka trajtën e një kunji të kthyer në majë. *Gishti i autokombajnës. Gisht prej çeliku.*

4. *bised.* Masë gjatësie ose Vëllimi afërsisht sa tra-shësia e një gishti të dorës; masë a sasi shumë e vogël. *Tre gisht i gjatë (i gjerë, i lartë). Dy gisht ujë (verë). Dy gisht letër.*

5. *vet. sh.* Vijat e ngjyrave të ndryshme që ndër-thuren në një pëlhurë të endur; ujëset.

*6. fig. bised., përb.* Vegël. *Ka qenë gisht i sulltanit (i Turqisë). Ishte gisht i fashistëve. Ishte gisht i beut.*

•^ U be gisht u dobësua shumë, u lig (nga ndonjë sënjundje ose nga pleqëria). la bëj me gisht *dikujt* ia bej me shenjë që të afrohet, që të largohet ose të heshtë. Fshihet pas (prapa) gishtit (pas hijes së gishtit) mundohet me kot të mbulojë një veprim të keq që ka bërë, të metat a diçka tjetër të keqe, mbrohet me mjete a me mënyra të dobëta. Fut gishtin *dikit* futet, përzihet në një punë që s'i takon, fut huridët. Është i gishtit *dik us h* është trim, është i pushkës. Ka gisht *në diçka* ka marrë pjesë, ka bashkëpunuar ose është përzier në një punë (zakonisht të keqe). I këndon gishti *dikujt* di të shtjerë mirë me pushkë, shti:e mirë me pushkë. Kërcet gishtërinjtë shkpn kohën kotl pa bërë asnjë _punë, tendzTnxhirin. Ë la gisht *d i k ë*_-ela pa asnjë mjet jetese, e la me gisht në gojë. Lidhe në gisht! mbaje mend mirë!, mos e harro!, mos

e lër në harresë! (i thuhet dikujt, të cilit i japim një porosi). E luan gishtin (e pushkës) *shih te* LUAJ. E luan gishtin e shëllirës (e lëngut) *dikush shih te* LUAJ. E ka luajtur gishtin *dikush shih te* LUAJ. E luan nëpër gishta *një lëndë* e di shumë mirë; e kupton dhe e zotëron shpejt. Mbeti gisht mbeti vetëm, mbeti pa njeri. E ka ngjyer gishtin *diku* është përzier në një vjedhje; ka marrë pjesë në një punë jo të mirë dhe ka nxjerrë një përfitim vetjak prej saj. Numëron gishtat i kanë rrjedhur trutë, është matufosur. Numërohen me gisht (me gishtat e dorës) janë shumë pak. Njihet me gisht njihet nga të gjithë si njeri i keq, shquhet midis të tjerëve për të metat dhe veset që ka. E tregojnë me gisht *dike* e tregojnë për njeri të keq, e shquajnë midis të tjerëve për të metat a veset që ka. Vë gishtin *tnbi dike a diçka* a) caktoj dike a diçka për një punë, zgjedh dike a diçka; e shquaj, e dalloj; b) dyshoj për dike. U vranë me gisht u përleshën keqas e u gjakosën; u vranë e u therën, u be gjaku deri në gju. Zgjat gishtërinjtë (krahët, duart) *keq. shih te* ZGJAT. I ra me gisht të madh *një pun e* e bëri shpejt e shpejt sa për të kaluar radhën, e bëri shkel e shko. E di (e njoh) në majë të gishtave e di shumë mirë diçka. për dy gisht ba-llë *shih te* BALLË,~I. Eci në majë të gishtave eci nga-dalë e lehtë, pa u ndier. Erdhën (dolën) gisht pas gishti njëra çështje nxori tjetrën, dolën me radhë njëra pas tjetrës. Sa t'i futësh gishtat në sy *shih te* SY,~RI. Janë sa gishtat e dorës janë fare pak, numërohen me gisht. Janë si gishtat e dorës janë të lidhur, të bashkuar fort njëri me tjetrin. Është me gjashtë gishta *shih te* GJASH-TË. Është për të lëpirë gishtat *shih te* LËPIJ. I dha një gisht mjaltë *dikujt* i dha një ryshfet të vogël dhe e bëri për vete, e ëmbëlsoi me një peshqesh të vogël, I dha një kockë. Japin e marrin me gishta jan të zgjuar e të shkathët, e kuptojnë njëri-tjetrin vetëm me shenja. E ka unazë në gisht *shih tek* UNAZË,~A. E lau me majë të gishtit *një punë shih te* MAJË,~A. Nuk luan as gishtin e dorës (e këmbës) *shih te* LUAJ. Mbeti (ngeli) me gisht në gojë a) mbeti pa asnjë mjet jetese, pa gjë, duarthatë; mbeti pa asnjë ndihmë e përkrahje; s'i mbeti asgjë nga ato që kishte ose s'i takoi asgjë nga diçka qe u nda midis disa vetave; b) mbeti i habitur nga diçka e papritur; c) mbeti i turpëruar. E mban (e ka) gishtin në këmbëz (rri me gisht në këmbëz) *shih te* KËMBËZ,~A. Mbeti si gisht i lëpirë *shih te* LËPIRË (i,e). E rrëzoi (e hodhi) me një gisht e rrëzoi shumë lehtë, pa përdorur fare force. E sjell (e luan) në majë të gishtit (të gishtave) *dike* e vërtit nga të dojë e si të dojë, e sjell si lodër në duart e veta- I vë gishtin kokës (vë gishtin në kokë) *shih te* KOKË,~A. Vë gishtin (dorën) në plage *shih te* PLAGË, ~A. E vura gishtin në tëmth *shih tek* TËMTH,~I. S'e vë as në majë të gishtit *dike* as që mund të kra-hasohet me mua; nuk hahet dot ai me mua, s'dua t'ia di fare për të. Nuk i vjen (nuk i afrohet) as te gishti (as te thoi) i këmbës është shumë prapa tij, qëndron shumë me poshtë se ai, as që mund të krahasohet më të (për nga cilësitë e mira, për nga zotësia, trimëria etj.). S'janë të gjithë gishtërinjtë njësoj s'janë të gjithë njerëzit njësoj nga vetitë, nga aftësitë, nga sjelljet etj. Po i dhe (po i zgjate) gishtin, të merr (të rrëmben) dorën e shfrytëzon ndihmën, përkrahjen që i jep a një lëshim të vogël që mund t'i bësh për të nxjerrë për-fitime të reja, për të rrëmbyer prej tjetrit me shumë sesa i takon, për të kërkuar lëshime gjithnjë e më të mëdha. Kam (marr, jap, ha) një majë gishti *shih te* MAJË,~A. Lëpi mjaltin, po mos e ha gishtin!*fj.u. shih te* MJALTË,~I. E mban gishtin (dorën) në çark te pushkës *shih te* ÇARK,~KU. Mbytet në një gisht (pike, luge, gotë, filxhan) ujë *mospërf. shih tek* UJË,~I. Noton (lundron) në një (në dy) gisht ujë është shumë i zoti, të merr gjak në vetull. Mos e prek në bisht, se të ha në gisht! *fj.u. shih te*

BISHT,~I. Vëri glshtat (majat) nga ke thembrat! *shih te* THEMBËR,~RA. Lule gishti *bot.* luletogëz.

GISHTAQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri që ka gjashtë gishta në dorë ose në këmbë.

GISHTAS *ndajf.* Me gishta; me nga një gisht të përkulur, gisht me gisht (zakonisht kur kapen dy veta). *Kapen (hiqen) gishtas.*

GlSHTAZI *ndajf.* Gishtas. *Luajmë gishtazi* luajme duke vendosur pranë e pianë nga një gisht dhe njëri prej lojtarëve i numëron duke thënë disa fjalë deri sa të ngelet gishti i fundit i një lojtari, i cili mbyll sytë dhe jep dënime të ndryshme për të tjerët.

GISHTËUNG,~E *mb.* Gishtprerë.

GlSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* GISHTËZ, ~At.

GISHTEZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Dorezë, doiashkë.

GlSHTËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Rrezja e rrotës së qerres.

GlSHTËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT.'1. Kësulëz prej metali, prej plastike etj., që vihet në majë të gishtit për ta mbrojtur, kur qepim me gjilpërë. *Gishtiz e madhe. Gishtëz metali (kocke). Vë gishtëzën.*

*2.* Këmbëza e shkrepjes së armëve. *Gishtëza e pushkës (e mitralozit, e revolverit).*

GtSHTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Sharku i forte, që mbështjell gjysmën e lendes së lisit. 2. *shih* GlSHTËZ,~A,.

GISHTOR,~E *mb.* 1. *anat.* Që ka të bëjë me gishtin, që i përket gishtit, i gishtit. *Nyjë gishtore.*

*2. bot.* Që ka Zgjatime si gishtat e dorës, pëllëmbor (për gjethet e disa drurëve e bimëve); që ka trajtën e gishtave të dorës. *Gjethe gishtore.*

GISHTORE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Dorezë, dorashkë. *Vesh gishtoret.*

GISHTPRERË *mb.* Që ka një gisht a disa gishta të prerë, gishtëung.

GIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Metal shumë i forte në përpunim, por i thyeshëm, me ndërtim kokrrizor, që del nga lidhja e hekurit me një përqindje të caktuar karboni dhe që përdoret për pjesë të rënda të me-kanizmave, të makinerive etj. *Gizë e hirtë (e murrme)* gizë që përmban një sasi të madhe karboni. *Gizë e bardhë* gizë që përmban një sasi të vogël karboni. *Gizë e lëngshme (e ngurtë). Pllakë gize. Prodhimi i gizës. Derdhja e gizës.*

GLADIATOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Skllav ose rob iufte me trup të fuqishëm, që në Romën e vjetër e mbanin dhe e stërvitnin posaçërisht për ta vënë të përleshej për vdekje me skllevër a me robër të tjerë ose me kafshë të egra në arenën e cirkat. *Shpatë gladiatori. Ndeshjet e gladiatorëve. Kryengritjet e gladiatorëve.*

GLAS *jokal.,* ~I, ~UR. Bën glasa. *Glasi pula (zogu).*

GLASË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e padobi-shme e ushqimit që nxjerrin jashtë shpendët (zogjtë dhe pulat). *Glasa të thara. Glasë pule (zogu, pëllumbi). Pleh glasash. Bën glasën.*

2. *veter.* Sëmundje që u bie pulave dhe që shfaqet me dalje të shpeshta jashtë e me dobësi të përgjith-shme të trupit. *U ra glasa pulave.*

•*k 1* Mri (i la) glasën *dikujt thjeshtligj., mospërf. shih te* LË. E lëshon si pula glasën *thjeshtligj.* e thotë a e bën diçka pa pasur parasysh se ku ndodhet e në ç'rrethana është, flet a vepron me vend e pa vend dhe pa përgjegjësi, e lëshon si lopa bajgën.

GLEPË,~A *sh.* ~A, ~AT. Sklepë. *Heq (fshin) glepat. I kanë zënë sytë glepa.*

GLEPOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me zënë sytë glepa. ” *gleposën sytë.*

GLETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Daltë e mprehtë që përdoret për të gdhendur gurin a drurin. *Gdhend me gletë.*

GLICERlNË,~A . Lëng i trashë pa ngjyrë dhe pa ere, me shije të ëmbël, që nxirret nga përpunimi i dhjamërave, i vajrave etj. dhe që përdoret në mje-kësi, në kozmetikë, në teknikë etj. *Glicerinë e paster. Glicerinë e parfumuar. Prodhimi i glicerinës.*

GLIKANXO,~JA . *sh.* ~, ~T *bot.* Bimë ba-rishtore me lule të bardha si ombrellë, me fara të ëm-bla e të merme që përmbajnë vaj; farat e kësaj bime. *Farat e glikanxos. Vaj glikanxoje.*

GLIKO,~JA . *sh.* ~, ~TË. Reçel i përgatitur në shtëpi, me kokrra të plota pemësh, që zakonisht i nxirret mikut në pjatë të vogël para kafesë; reçel. *Gliko qershie (kumbulle, hajsie, fiku, arre). Pjata glikoje. Dhisku i glikosë.*

GliNË,~A . Deltinë e bardhë a e kuqe, argjilë; botë. *Glinë e bardhë (e kuqe). Gline e butë.*

GLlQE,~T . *Met. sh.* Leqet e këmbëve. *Gliqet e këmbëve. Me dhembin gliqet. U vra te gliqet.*

GLlSTËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* 1. Krimb unazor në ngjyrë të mishit që rron në vende me lagështirë, në pleh etj. dhe që zakonisht del pas shiut, krimbi i tokës, krimb shiu; karrem. *Shtyp një glister. Zë peshk me glister.*

2. Parazit që jeton në zorrët e njeriut a të kaf-shëve, rre. *Glistrat e zorrëve. Nxjerr glistra. Bar glistrash.*

GLOB,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Rruzulli i tokës, lëmshi tokësor, bota. *Globi i tokës. Sipërfaqja e globit. Gjysma (një e katërta) e globit. Harta e globit.*

2. Rruzulli i tokës, i zvogëluar së bashku me har-tën e të gjithë botës, i mbeshtetur në një mbajtëse në mënyrë që ai të rrotullohet rreth boshtit të vet (përdoret zakonisht si mjet mësimi në shkollë). *Rro-tulloj globin. Gjej kontinentet në glob.*

3. Mbulesë e rrumbullakët si rruzull, prej xhami a prej kristali, që i vihet Hambës elektrike për të mbrojtur sytë nga drita e forte dhe për ta shpërndarë atë në mënyrë të barabartë ose për zhukurim. *Glob qelqi (kristali). Glob i madh (i vogël). U thye(krisi) globi.*

GLOBAL,~E *mb. libr.* 1. 1 përgjithshëm, që për-fshin gjithçka, tërësor, i plotë. *Shuma globale. Prodhimi global. Vëllimi global. Sasia globale.*2. *keq.* Që lidhet vetëm me sasinë në përgjithësi, që nuk mban parasysh kërkesat për cilësi të mirë të prpdhimit dhe për asortimentet e ndryshme; që mbësh-tetet në globalizmin. *Realiiim global.*

3. *si em.* ~, ~I *m.* Shuma e përgjithshme e diç-kaje; sasia e përgjithshme. *Globali i të ardhurave. Realizimi i globalit.*

4. *si em.* ~, ~I *m, keq.* Realizimi i planit vetëm në sasi, pa pasur parasysh ose duke shkelur kërkesat për cilësi të mirë të prodhimit e për të gjitha asortimentet; globalizëm. *Në global. Si global. Rendja pas globalit.*

ik- Metoda globale a) *ped., vjet.* metodë që synonte t'u! mësonte nxënësve shkrimin e leximin, duke e marrë fjalën a fjalinë në tërësi, pa bërë analizën kup-tirriore, fjalëformuese e gramatikore të pjesëve për-bërëse të tyre; b) globalizëm.

GLOBALlSHT *ndajf. libr.* Në përgjithësi, në më-nyrë globale, si global. *Jepet globalisht. Shihet (traj-tohet) globalisht. Merret globalisht.*

GLOBALIZËM,~MI *m. libr., keq.* Realizimi i planit Vetëm në sasi ose kryerja e një detyre vetëm në

përgjithësi, pa pasur parasysh ose duke shkelur kërkesat për cilësi të mirë të prodhimit e për të gjitha asortimentet; metodë e huaj dhe e demshme në fu-shën ekonomike, shoqërore, politike etj. që e paraqet puriën vetëm në përgjithësi, vetëm me shifra të përgjithshme, pa bsrë analizën e thelluar të çështjeve etj. *Lufta kundër globalizmit. Hoqën dorë nga glo-balizmi.*
GLOQ,~I *m. krahin.* Sklepë.
GLUKOZË,~A *sh.* ~A, ~AT *biokim.* Lëndë e ërnbël, e tretshme në ujë, që gjendet kryesisht në frutat e sidomos te rrushi dhe që është shumë e rën-dësishme për organizmin; sheqeri i rrushit. *Glukoza e rrushit (e fikut, e portokallit).*
GLYRË,~A *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Bibizane. *Bëj\një glyrë. I bie glyrës.*
GLYTËR,~RA . *kryes. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Fije e trashë e me kokla që nxirret në fillim ose në dorën e fundit nga fshikëzat e mëndafshit; hondër. *Glytër mëndafshi. Punim me glytra.*
2. Mbuloja e sipërme e fshikëzës së mëndafshit, nga e cila nxirren fijet.
GLLABËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GLLABËROJ, GLLABË-ROHEM. *Gllabërimi i pasurisë. GUabërimi i shteteve.*
GLLABËROHEM *vetv.* 1. Me tërheq shumë diçka, me bën për vete dIkush a diçka, me thith tërësisht diçka, e humbas mendjen pas diçkaje. *Gllabërohet duke dëgjuar muzikën (këngën).*
2. *Pës. e* GLLABËROJ.
GLLABËROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Ha diçka menjëherë e si i babëzitur, gëlltit menjëherë diçka; përpij, përlaj. *Gllabëroi një pule të tërë. I gllabëroi të gjitha.*
2.11 man" dikujt diçka me force dhe e bëj pronën time, ia rrëmbej; pushtoj me dhunë një tokë, një vend etj. *la gllabëroi pasurinë (paratë). Imperialistët për-piqen t'i gllabërojnë vendet e vogla.*
3. *yet. veta HI bised.* Përmbyt; mbulon. *Lumi gllabëroi xhadenë. I gllabëroi errësira.*
*A. fig.* Shoh me lakmi të madhe dike a diçka, i hedh një vështrim të shpejtë e plot me dëshirim, e përpij. *E gllabëroi me sy.*
5. *fig. (zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* Me rrëmben me gjithë forcën diçka, me tërheq shumë, me bën për vete, me pushton tërësisht. *E gllabëroi muzika (filmi, libri).*
GLLABËRUES,~E *mb.* 1. Që merr me force a rrëmben diçka që është e dikujt tjetër dhe e bën prone të vetën; që pushton me dhunë diçka; që ka qëllime për të gllabëruar toka, vende etj. *Armik gllabërues. Shtete gllabëruese.*
2. *fig.* Që të sheh me lakmi të madhe; që të glla-bëron, që të përpin. *Sy (vështrim) gllabërues.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
GLLANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Qryka e vatrës me gjithë oxhakun; vatër. *U fut macja në gllanik.*
2. Guri i vatrës ku mbështeten drutë për t'u djegur me mire. *Vë drutë në gllanik.*
3. Gur i madh dhe i sheshtë në anë të rrugës leu vihet këmba për të hipur në kale.
4. Rrasë guri për të mbuluar një kanal. *Vë (heq) gllanikun.*
5. Plis dheu. *Nxjerr gllanikun. Thyej gllanikë.*
*6.* Grope e thellë; humnerë. *Ra në gllanik.*
GLLËNJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sasia e lëngut që pihet me një të gëlltitur; hurbë, gërrqe. *Gllënjka e fundit. Një gllënjkë ujë (qumësht, raki). Pi një gllënj~ kë. Epi me gllënjka.*
GLLOFKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Zgavër e madhe; shpellë; strofkë. *Gllofkë e errët. Del nga gllofka.* 2, Grope.
GLLOMKË,~A *sh.* ~A, ~AT. Nyjë, komb. *Lidh gllomkë. Me bëhet një gllomkë në grykë.*
GLLUGURIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zë i
trashë e si i mbytur që del kur kapërdijmë shpejt një gllënjkë uji ose ndonjë lëng tjetër.
2. Zëri i trashë e si i mbytur që nxjerrin gjelat e detit e pulat e detit. *Gllugurima e gjelave të detit.*
GLLUGUROJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Nxjerr një zë të trashë e si të mbytur kur kapërdij shpejt një gllënjkë të madhe uji ose ndonjë lëng tjetër. *Gllu-guroi dy a tri here.*
2. *vet. veta 111.* Nxjerr një zë të trashë e si të mbytur sikur gëlltit diçka (për gjelat e detit e për pulat e detit). *Glluguron gjeli i detit.*
GLLUP,~I *m. krahin. 1.* Gojë njeriu ose kafshe; grykë. *la hedh gllupit.*
*2.* Gryka e një arme (e pushkës, e topit etj.). *Gllupi* i *pushkës (i çiftes, i topit).*
GNOSEOLOGJI,~A *filoz.* Një nga pjesët më të rëndësishme të filozofisë që tregon burimet, format dhe metodat e njohjes, rrugët e arritjes të së vërtetës; teoria e njohjes. *Gnoseologjia materialiste.*
GNOSEOLOGJIK,~E *mb. filoz.* Që lidhet me procesin e njohjes, që ka të bëjë me gnoseologjinë, që i përket gnose^logjisë, i gnoseologjisë. *Rrënjët gnoseologjike. Burimet gnoseologjike. Kategori gno-seologjike.*
GOBELLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grope e thellëa vend i thellë në lumë, në liqen etj.; pellg me ujë. *Ra në gobellë. Lahet në gobellë.*
2. Enë e madhe për ujë; vedër e madhe. *Mbushi gobellën me qumësht. Lau gobellën.*
GOCAN,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Gur i madh e i lehtë, që ka vrima të vogla e që thërrmohet shpejt; shkëmb shtufi.
GOCAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gur i vogël, i rrumbullakët dhe i lëmuar, guralec. *Luajnë me gocarë.*
GOCË~A I. *sh.* ~A, ~AT. Vajzë, çupë. *Gocë e vogël. Gocë e bukur (e mirë). Mar to i gocën. Ka dy goca.*
GOCË,~A II . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Butak i vogël deti, i mbështjellë me një guaskë të forte e të ndritshme, të ndarë në dy pjesë; guaska që mbështjell këtë butak. *Goca të bardha (të zeza). Goca deti.*
GODAS *kal,* ~ITA, ~fTUR. *shih* GODITI.
GODI,~A I . *bised.* Marrëyeshje, ujdi. *Bie në godi* merrem vesh me dike për diçka. *Arrij në godi. Lidh (bëj) një godi.*
GODI,~A II . *bised.* Zbukurim, stolisje. *ka hije godia. Me mirë një godi se nëntë bukuri. fj. u.*
GODINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndërtesë (za-konisht e madhe). *Godinë e re (e vjetër). Godinë shko. More.*
GODIT i *kal.,* ~A, ~UR. 1. I bie dikujt a diçkaje me dorë, me këmbë a me një send tjetër, qëlloj dike; e trah. *E goditi me dorë (me grusht, me pëllëmbë). E goditi me këmbë (me shkelm). E goditi me gurë. E goditi me kamxhik. E goditi në fytyrë.(në kokë). Godit fort (rëndë, lehtë).*
2. *usht.* Shtie a qëlloj me anhë zjarri kundër dikujt a diçkaje; suhtioj dike a diçka. *Godit armikun. Godit me artileri. Godit aeroplanin me kundërajror.*

3. *sport.* I bie topit me force (me dorë, me këmbë ose me kokë) në një drejtim të caktuar. *Godit topin. Godit me dorë (me këmbë, me kokë).*
4. *kryes. veta III.* Prek diku a diçka me force, rreh diçka; i bie, e merr (plumbi etj.). *Topi goditi shtyllën (në shtyllë). Plumbi e goditi në shpatull.*
5. Lëndoj a plagos një pjesë të trupit duke e për-plasur a duke e përpjekur pas diçkaje, vras. *Goditi dorën (këmbën). Goditi kokën (ballin).*
6. *vet. veta III.* E lë në vend, e vret; i bie rrufeja; i bie një sëmundje e rëndë dhe e papritur etj., e cila bën që të humbasë vetëdijen ose i shkakton vdekjen menjëherë. *E goditi rrufeja. E goditi dielli. E goditi. bised.* i ra pika; i ra damllaja. *E goditi në zemër* vdiq menjëherë nga zemra.
*1- fig-* Qortoj rreptë dike për gabimet e të metat e tij, për qëndrimin a sjelljen ë tij me qëllim që të ndreqet; vë në dukje me force gabimet e të metat për t'i zhdukur këto; kritikoj rëndë. *Godit dembelët (parazitët, rrugaçët). Godit gabimet (dobësitë, veset). Godit pikëpamjet e gabuara (zakonet prapanike). Godit ashpër. E goditi pas shpine (prapa krahëve).*
8. *fig.* Dëmtoj rëndë a shkatërroj krejt dike a diçka, i jap dërrmën, e shpartalloj. *Godit kulakët. Godit armiqtë e popullit. Godit sektorin privat. Godit pa mëshirë.*
9. *vet. veta III.* E prek, e kap një e keqe, që i shkakton dëm të madh. *E goditi thatësira. E goditi tërmeti.*
*I goditi kriza ekonomike. E kanë goditur shumë fat-keqësi (të kSqija).*
10. *(zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* Me prek thellë në ndjenja, me ther. *Me goditi në zemër.*
11. *jokal. vet. veta III.* Rreh me një trokitje (për zemrën, damarët, tëmthat ose për një mekanizëm). *Godet zemra. Goditin damarët (tëmthat).*
12. *jokal. vet. veta HI bised.* Bie (për orën e murit). *Ora goditi dymbëdhjetë.*
13. *jokal. fig.* E kam qëllimin diku, synoj diku, rrah. *E di ku godet ai. Aty godet ajo fjalë. Godet larg ai me këto fjalë.*
14. *jokal. pavet.* Ndodh, rastis, qëllon. *Godit të Vijë. Goditi që u ndodha në shtëpi.*
*it* Goditi (qëlloi) në shenjë *shih te* SHENJË,~A.
GODlT II *kal,* ~A, ~IJR. 1. Ndërtoj. *Godit një shtëpi (një urë, një rrugë).*
*2.* Ndreq, rregulloj diçka të prishur, meremetoj. *Godit karrigen (orën, këpucët).*
3. Vë diçka në vendin e vet, e vë në rregull, ujdis, rregulloj, ndreq. *Godit dhomën (shtëpinë). Godit tryezën. Godit plaçkat.*
4. Stolis, zbukuroj. *Godit husen. Godit flokët.*
5. I shtoj diçka për ta bërë më të shijshme a më të mirë (një gjellë etj.), ujdis, ndreq. *Godit gjellën. E goditi me erëza.*
*6. bised.* Hartoj, shkruaj, bëj, sajoj (një vjershë etj.). *Goditi një vjershë. Goditi një këngë.*
GODlTEM i *vetv.* 1. Zihem me grushte, me shkelma etj. me dike, rrihem. *U goditën keq. I ndau se po godileshin.*
2. *usht.* Ndeshem në luftë me dike, përleshem. *U goditëm me fashizmin.*
3. *Pës. e* GODIT i.
GODlTEM II *vetv.* 1. Stolisem, zbukurohem; rregullohem. *Po goditej nusja. Goditet para se të dale.*
*2.* Merrem vesh me dike, bie në ujdi. *Goditemi bashkë.*
3. *Pës. e* GODIT n.
GODtTËS,~I i *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Pjesë e një makine, e një mekanizmi etj. që gjatë punës godet si çekiç; rrahës. *Goditës i rëndë.*
GODITËS,~I II *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ndërton diçka të re; ai që ndreq a rregullon diçka të prishur.
GODITËS,~E *mb.* 1. *usht.* Që shërben për t'i dhënë goditje të befasishme armikut, që godet armikun me armë a me mjete të tjera. *Report (detashment) goditës.*
2. Që të godit, të rrëzon> a të dëmton; që shkakton vdekjen e njerëzve, të kafshëve etj. *Grusht goditës. Force goditëse. Vala goditëse.*
3. *tek.* Që bën shpime me goditje. *Sondë goditëse.*
4. *fig.* Që të bie menjëherë në sy, që të vret sytë. *Ngjyrë goditëse.*
GODITJE,~A i . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve GODIT i, GODlTEM i. *Goditja e objektivit. Goditja e veseve (e të metave, e zakoneve prapanike). Goditje me kokë (me dorë, me grusht, me këmbë). Goditje dënimi. sport. Goditje me armë (me pushkë, me artileri). Aksion megoditje të përqendruar* aksion me forca të shumta, që përqendrohen në një punë e shfrytëzojnë të gjitha mundësitë për ta mbaruar shpejt e mirë.
2. Grushti a pëllëmba që i japim dikujt; shkelmi që I japim dikujt kur e godasim a diçkaje kur e gjuaj-irië; ajo që pësojmë kur dikush a diçka na godet e na dëmton. *Goditje e forte (e fuqishme, e lehtë). Go-ditja nga dielli. Jap (marr) goditje.*
3. *usht.* Sulm vendimtar e i befasishëm, që i jepet arjnikut më të gjitha forcat e më të gjitha mjetet ose me pjesën e tyre kryesore. *Goditja kryesore (vendimtar e, vdekjeprurëse). Goditja në krahë.*
4. *kryes. sh.* Rrahjet e zemrës, të një mekanizmi etj.; zhurma që dëgjohet kur goditim diçka me dorë, me çekiç etj.; trokitje. *Goditjet e zemrës.*
GODITJE,~A ii Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GODITII, GODITEMH. *Goditja e shtë-*
*pisë (e urës). Goditja e ores (e këpucëve).*
GODITUR (i,e) i *mb.* 1. Që ruan shenjat e lëna nga një goditje. *Vendi i goditur.*
*2. fig.* Që është thënë a është bërë mirë e me vend; i zgjedhur mirë, i qëlluar; i përshtatshëm. *Mendim i goditur. Fjalë (përgjigje, figure) e goditur. Tip (per-sonazh) i goditur. Martesë e goditur.*
3. *fig.* I mahnitur, i shtangur, i ngrirë (nga frika, nga habia, nga diçka e papritur etj.). *Mbeti i goditur.*
GODITUR (i,e) II *mb.* 1. Që është ndrequr a është rregulluar (për diçka që ka qenë prishur), i mere-metuar, i ndrequr. *Shtëpi e goditur.*
2. I rregulluar mirë, i ujdisur; i zbukuruar. *Dhomë e goditur. Nuse e goditur.*
3. Që i është hedhur diçka për ta bërë më të shij-shme, i ndrequr (për një gjellë). *Gjellë e goditur.*
GOF,~I m. Zjarrmi që vjen nga brenda trupit, zjarrmi e brendshme. *Ka gof të madh. E ndezi gofi.*
GOFE,~JA *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Ijë. *I dhembin gofet. U vra në gofe.*
GOGESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Pëllumb i egër. *Fluturojnë gogeshët. Vrau një gogesh.*
GOGËL,~LA *sh.* ~>LA, ~LAT. 1. Kokërr e vogël me lëvozhgë të forte, që bëjnë disa drurë pyjo-rë si dushku,

qarri, selvia etj. *Gogël dushku (qarri, selvie). I lehtë si gogël. I vogël sa një gogël.*
2. Lëng me ngjyrë të errët që nxirret nga këto kokrra e që përdoret zakonisht për të ngjyer flokët. *LyejjJokët me gogël.*
3. Top djathi. *Një gogël djathë. Pres (ndaj) goglën.*
4. ISecila nga kokrrat e vogla të numëratorit, që përdoret si mjet për mësimin e aritmetikës në klasat e para të shkollës tetëvjeçare; kokërr e vogël dhe e rrumbullakët që përdoret për qëllime të ndryshme; bile.! *Goglat e numëratorit. Numëroj (mbledh) goglat.*
5. *fig.* Send i vogël e pa vlerë. *Nuk rrehet me gogla.* + Bëhem gogël mblidhem si lëmsh (nga frika, nga
të ftohtët etj.). la bëj gogël *dikujt* e shtrëngoj të bëjë atë që dua unë, ia fut të dy këmbët në një kë-pucë: Është gogël mbi ujë është i lehtë nga mendja, është mendjelehtë. Rronte (jeto"te) si gogla në ujë ishteipa ndihmë e pa përkrahje; jetonte në gjendje pasigurie. Shkoi dushk për gogla *shih te* DUSHK,~U.
GOGËLEC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Fik i bardhë, kokërrvogël dhe i rrumbullakët, që piqet herët.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Fik gogëlec.*
GOGËLUQE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Qofte të vogla dhe të rrumbullakëta si gogla. *Gogëluqe të skuqwa. Gjellë (supë) me gogëluqe.*
GOGËLUSHE,~JA *kryes. sh.* ~E, ~ET. Gogëluqe.
GOGËSIJ yofco., ~VA, ~RË. 1. Hap gojën dhe marr frymë thellë zakonisht kur me vjen gjumë, kur jam i lodhur, kur jam i mërzitur etj.; me hapet goja. *vjen të gogësijë.*
*2.* Gromësij;
GOGËSlMË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GOGËSIJ. *vjen gogësimë.*
*2.* Gromësirë. *Gogësimë e forte.* GOGËSIT *jokal.,* ~A, ~-UR. Gogësij. GOGËSB[TJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Gogësimë. GOGlSHTE *mb.* Opinga gogishte: opinga të lo-përta me majë, të qepura me retra e të lidhura pas lcëmbës gjer te kërciri.
GOGOL, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Figure e përrallave dhe e besimeve të kota, që përfytyrohet si një qenie e tmerrshme, më të cilën trembin fëmijët që te mos qajnë e të rrinë urtë. *Nuk tremben me fëmijët nga gogoli.*
2. Dordolec që vihet në kopsht, në are etj. për të trembur shpendët dëmtues. *Gogol me lecka (me kashte). Vënë gogolin në are.*
3. *fig.* Diçka që paraqitet me qëllira si e tmeirshme ose si shumë e vështirë, për t'i trembur e për t'i larguar njerëzit, për t'u prerë hovin e guximin, për t'u ndry-dhur dëshirën e vullnetIn. *Shkenca nuk është gogol. E bënte gogol matematikën.*
GOGOLESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dordolec. GOGOLESH,~E *mb.* 1. Leshtor. *Qen gogolesh. 2.* I paqethur e i parruar. *Burrë gogolesh.* GOGOLLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gollogungë.
GOGOSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sythi i gjethes që s'ka çelur ende, sumbull gjetheje.
GOGOZHARE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Lloj speci me shumë tul, zakonisht i rrumbullakët si do-mate, që përdoret me shumë për turshi e për t'u pje-kur.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Piperka go-gozhare.*
GOGOZHEL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gogol. *Gogozhel me lecka. Gogozhel për të trembur laraskat. Vishet (duket) si gogozhel.*
2. Njeri i veshur keq, njeri i veshur me zhele.
3. *zool.* Bubuzhel.
GOJAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~-ËT. Gojaç.
GOJACE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GOJAC, ~I.
GOJAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *shar.* 1. Ai që e ka gojën të madhe; ai që e ka gojën të shtrembër.
2. Belbacak, gagaç.
3. *keq.* Ai që flet shumë, llafazan.
4. *keq.* Ai që merr nëpër gojë të tjerët, ai që flet keq për të tjerët., *Gojaç i keq. I ngaterroi gojaçi.*5. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Burrë gojaç. Crua (plaki) gojaçe.*
GOJAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GOJAÇ, ~I.
GOJA-GOJËS *ndajf.* 1. Vetëm për yetëm me dike, drejtpërdrejt me dike; me gojë, gojarisht. *Folën (bi-seduan, u morën vesh) goja-gojës. Ia tha goja-gojës.*
*2.* Gojë me gojë, gojë pas goje. *Lajmi u përhap goja-gojës.*
GOJARlSHT *ndajf.* 1. Me gojë, jo me shkiim. *E njoftuan gojarisht. E paraqiti kërkesën gojarisht. 2.* Goja-gojës. *Bisedoi (foli, ia tha) gojarisht.*
GOJARTË *mb. poet.* Që fiet bukur, që thotë gjëra të drejta e me vlerë, që të tërheq e të bën për vete kur flet.
GOJAS *ndajf.* Goja-gojës; gojarisht. *E lajmëroi gojas. Foli gojas me të.*
GOJASLLAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Lulegojë. *Gojasllan i bardhë (i kuq). Lulet e gojasllanit.*
GOJASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *shar.* Gojaç.
GOJASHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Pern, e* GOJASH, —I.
GOJASHPËR *mb.* Që flet ashpër, që është i vrazhdë në të folur, që i ka fjalët të ashpra. *Burrë gojashpër. Është gojashpër.*
GOJAVIT (GOJAVIS) *kal.y* ~A, ~UR. 1. Për-sërit verbërisht fjalët që ka thënë një tjetër. 2. Mbaj nëpër gojë të tjerët.
GOJAZI *ndajf.* Gojas, gojarisht. *Foli (ia tha, e pyeti) gojazi.*
GOJCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* GOJËZ,~A ",6.
GOJË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Organ në pjesën eposhtmetëfytyrës sënjeriut, midis hundës emjekrës, që ka nofullat me zgavrën ndërmjet tyre e faqeve, dhëmbët, gjuhën e buzët nga ana e jashtme dhe që shërben pët të ngrënë e për të pirë, për të marrë frymë e për të folur; hapësira e këtij organi nga dhëmb'ët deri te gryka; organ i ngjashëm në pjesën e përparme të turirit ose të kokës së kafshëve, të shpendëve e të peshqve. *Goja e njeriut. Goja e kalit (e zogut, e peshkut, e bretkosës, e gjarprit). Sëmundjet e gojës. Hap (mbyll) gojën. Mbush gojën. Laj (shpëlaj. pasiroj) gojën. E ka gojën plot. Fut (shtie) në gojë. S ka vënë (s'ka futur) gjë ne gojë* nuk ka ngrënë gjë fare. *Të tretet në gojë* është ushqim i mirë e i shi jshëm. *Man frymë me gojë. Goja llap e shpina dap. fj. u. Mbetsh me gojë hapur! mallk.* vdeksh! *T'u mbylltë goja! mallk.* mos u ndjefsh me, vdeksh! *Të hëngërt goja mjaltë! ur. Të lumtë goja! ur.* (për dike që flet a këndon bukur, që thotë një fjalë të mirë etj.). *T'u thaftë goja! mallk.* (për dike që thotë diçka të keqe, të kobshme etj.).
2. Buzët; pamja dhe hapësira e tyre. *Gojë e bukur. Gojë e madhe (e vogël). Cepat e gojës. E shikonte në gojë. Iu nxi goja* iu nxinë buzët; vdiq.
3. *bised.* Dhëmbët (kryesisht të vënë). *E ka gojën të panisur (të pacenuar)* i ka dhëmbët të gjithë të shën-doshë, nuk i ka rënë asnjë dhëmb. *Vë gojën. Ka vënë gojë të re. S'e ka të tijën gojën* i ka të vënë dhëmbët.

4. Sasia e ushqimit sa nxë hapësira e këtij organi; sasi shumë e vogël ushqimi; kafshatë. *Ha një gojë*
*bukë* ha shumë pak. *Viçi (lopa) hëngri një gojë kashtë. Sa të ha një gojë dhe erdha.*
5. *fig. bised.* Ky organ te njeriu si pikënisje e të ushqyerit; gjithçka që duhet për të ngrënë, ushqimi i përditshëm; barku. *Do goja. S'e lë goja të kursejë. Merrte sa për gojën. I jep gojës. E sheh gojën. Goja s'ngopet kurrë. Mos mendo vetëm për gojën! Çfarë ha goja, tregon boja. fj. u.*
6. *bised.* Pjesëtar i familjes, që duhet mbajtur e duhet ushqyer; frymë, vetë (për të ngrënë). *Gojë e tepërt* ai që e ha bukën kot. *Ka gjashtë gojë për të ushqyer. Bëheshin dhjetë gojë.*
7. Organ i të folurit te njeriu, që përbëhet nga gjuha, nofullat, hapësira ndërmjet tyre, buzët, dhëmbët etj.; ky organ i vështruar si shprehës e kumtues i mendi-meve e i ndjenjave; gjuha; të folurit *(edhe fig. vet. sh.)* at a që thonë a përhapin diçka. *Gojët (gjuhët) e këqija (e liga). keq. Gojët e boles. Ka gojë të ëmbël* është gojëmbë], fjalëmirë. *Me gojën e vet. Hope gojën!* fol! *Mbylle (kyçe, qepe) gojën!* mos fol! *S'e hapi (s'e çeli) gojën fare* nuk tha asnjë fjalë. *erdhi goja* filloi të flasë (fëmija); e mori veten e nisi të flasë. *Iambylli gojën* e bëri të heshtë. *Rri me gojë mbyllur* nuk flet fare. *Ia tha me gojë. Folën (thanë, kënduan) të gjithë me një gojë. I merret (i mbahet) goja* është i belbër; flet si i belbër nga frika, nga gëzimi etj. *S'i pushon (s'i mbyllet) goja* flet shumë e s'pushon. *shpëtoi (i shkau, i rrëshqiti) goja* tha pa dashje diçka që s'du-het ta thoshte. *Me këngë në gojë* duke kënduar. *Është pa gojë (s'ka gojë)* është memec; është fjalëpakë; është i urtë, nuk kthen fjalë. *S'ka gojë vetë të flasë ai?! Mbeti pa gojë* nuk flet dot me (nga një sëmundje). *Vdiq nte (pa) gojë. E la (ia tha) me gojë të vet. I mbeti (iu pre) fjala në gojë* nuk mundi të fliste (nga tronditja etj.). *Hyri (ra) në gojë të dik ujt* u be objekt bi-sedash, fjalësh e thashethemesh, nisën ta përflasin. *Është i zoti i gojës* di të flasë bukur, të mbrojë veten më të folur etj. *punon goja. E ka gojën brisk (është brisk nga goja)* është i zoti në të folur. *S'ia nxë (s'i bën) goja* nuk dëshiron ta thotë, nuk i bën zemra ta thotë.
8. *bised.* E folmja e një krahine; dialekt; mënyra si flet çdo njeri. *U mësoi gojën. Ata kanë tjetër gojë. (Nuk) ia di gojën. Secili ka gojën e vet.*
9. Hapësirë në pjesën e përparme a të sipërme të një sendi, ku hyn ose nga del diçka; pjesa e përparme a e sipërme e grykës së diçkaje; grykë. *Goja e shpellës. Goja e ftares. Goja e tunelit. Goja e Vullkanit* krateri. *Goja e lumit.*
10. Vrimë a hapësirë me trajta të ndryshme ku vendoset diçka; foleja e një vegle, e një mjeti etj. *Goja e sqeparit. Goja e dërrasës. Goja e fishekut. usht.*
11. Syth peri, thyesë; ilik, thile; gojëz. *Çorape me dyzet gojë. E nisi trikon me pesëdhjetë gojë. I bëj gojën.*
12. Hapësira ndërmjet dy radhëve të fijeve në tez-gjah, ku kalon drugëza gjatë endjes, gojëz. *U hap goja. Shkon nëpër gojë.*
•*k* Gojë me gojë a) duke ia thënë a duke ia treguar njëri-tjetrit me gojë; duke kaluar nga njëri brez tek tjetri me gojë a më të treguar, në mënyrë gojore; goja-gojës, gojë pas goje; b) vetëm për vetëm, pa qenë i pranishëm tjetërkush, sy për sy (kur flasim a bi-sedojmë me dike). Gojë pas goje goja-gojës, gojë me gojë. Arrë në gojë *ihih tek* ARRE,~A. Me barkun te goja (te buza) *shih te* BUZË,~A. Me ra goja flasvazhdimisht për diçka. po s'ma vë veshin njeri; i flas dikujt pareshtur për një gjë, ia përsërit shumë here për t'i mbushur mendjen për diçka etj., po ai s'më dëgjon; lodhem së foluri për të njëjtën gjë. Ra (hyri) në gojë *të dikujt* e merr dikush në gojë për keq, e përgojon. për bukën (për kafshatën) e gojës vetëm sa për të mbajtur frymën, për një copo bukë. Cope e gojë (cope e çikë, cope e trokë, cope e kothere, çikë e thërrime) *shih te* COPË,~A. I do në gojë *keq.* do që t'ia bëjnë gati të gjitha e vetë të mos lodhet, e do të gatshme çdo gjë, është dembel i madh. Një fjalë goje! është lehtë ta thuash, po e vështirë për ta bërë. Me gojë hapur (hapet) *shih te* HAPUR. Goja e popullit krijimtaria gojore e popullit, trashëgimia gojore popullore. Në gojë të ujkut *shih tek* UJK,~Ui. Me gjysmë goje *shih te* GJYSMË,~A. S'më hahet goja *shih te* HAHEM. Hap (çel) gojën *shih te* HAP. I hap (i çel) gojën *dikujt shih te* HAP. Iu hap (iu çel) goja *shih te* HAPEM. S'i hapet goja *shih te* HAPEM. S'e heq (s'e ndan, s'e lë, s'e lëshon) nga goja *dike a diçka* e përmend a e kujton vazhdimisht për të mirë, flet gjithmonë shumë mirë, me dashuri e me nderim për dike a për diçka, e lav-dëfon shumë. Sa i hëngri goja sa mundi, sa deshi, shumë (kur dikush shan a qorton një njeri). Ka gojë
a) *keq.* flet mbarë e prapë, përdor fjalë të rënda, fyese etj.; është gojëprishur; b) dëshmon për diçka, tregon, flet (për gjëra që duken qartë). E kam në gojë *dike a diçka* a) e përmend a e kujtoj vazhdimisht për të miijë, flas gjithmonë shumë mirë për dike a për diçka;
b) flas vazhdimisht për të njejtin njeri a për të njëjtën gjë; c) gati sa s'e them diçka, e kam në mend a e di po s'po mundem ta shpreh, ta tregoj a ta përcaktoj si duhet, e kam në majë të gjuhës. Ia lagu gojën *d i-k uj t shih te* LAG. Laj (pastro) gojën! *shih te* LAJ. Sa për të larë (për të shpëlarë) gojën *iron,* sa për të thënë, sa për të shkuar radhën. I lëshoi gojë *dikujt shih te* LËSHOJ. E ka lëshuar gojën (gjuhën, llapën) *shih\ te* LËSHOJ. Mbaj gojën! *shih te* MBAJ. E mban në gojë *dike a diçka* e përmend a e kujton vazhdimisht për të mirë, flet gjithmonë shumë mirë për dike a për diçka, s'e heq nga goja. Mbeti pa gojë s'foli dot një fjalë nga çudia, nga gëzimi, nga lumturia etj., u mahnit, mbeti gojëhapur. E mbërtheu gojën *shih te* MBËRTHEJ. Iu mbërthye goja (gjuha) *shih te* MBËR-THEHEM. I mbylli gojën *dikujt shih te* MBYLL. Nuk i mbyllet goja *shih te* MBYLLEM. E merr (e mban, e heq) nëpër gojë *dike a diçka* flet lloj-lloj fja-lësh! për dike a për diçka, Set poshtë e përpjetë e si të rriundë, e përflet. Mrrudh gojën *shih te* MRRUDH. Ndreq (drejto, rregullo) gojën! fol mirë!, ndreqi fjalet! I nge)i (i mbeti) goja flet po për atë gjë. Si ta nxë goja! si mund ta thuash një gjë të tillë!, si nuk ke turp që përdor këto fjalë!, si nuk ke turp të flasësh kështu! Njorn (lag) gojën *shih te* NJOM$_5$. E preu gojën *dikush shih te* PRESi. I pret goja (gjuha) brisk (gozhdë, he-kur) *shih te* PRESi. Iu lidh (iu pre) goja (gjuha, fjala) *shih te* LIDHEM. E prishi (e rëndoi, e ndyu, e fëlliqi, e qelbi) gojën a) filloi të flasë mbarë e prapë, të përdorë fjalë te rënda a të ulëta; b) ia prishi qejfin dikujt me fjalë, u shpreh kundër një dëshire, një kërkese etj., u grind me dike duke përdorur lloj-lloj fjalësh të rënda. Rrudh gojën *shih te* RRUDH. S'rrëfehet me gojë *shih te* RRËFEHEM. Me shkumë në gojë *shih te* SHKU-MË,~A. E ka shthurur gojën *keq. shih te* SHTHUR. E ka shtrirë

gojën *shih te* SHTRIJ. Thau gojën (bar-kun) *shih te* THAJ. Iu tha goja (buza, gryka, gur-mazi) për *diçka shih te* THAHEM. S'më vete goja *"shih te* VETE. Ka vënë gojë a) ka zënë të përdorë
fjalë të rënda, të ulëta etj., ka zënë të flasë mbarë e prape; b) ka zënë e flet shumë për te tjerët, ka filluar të mbajë nëpër gojë të tjerët. I zbërtheu gojën (gjuhën, dhëmbët) *dikujt shih te* ZBËRTHEJ. Zë në (me) gojë *dike a diçka* e përmend, e kujtoj. I zë gojën *dikujt shih te* ZË. E ka zgjatur gojën (gjuhën) *keq. shih te* ZGJAT. Iu zgjidh goja (gjuha) *dikujt shih te* ZGJIDHEMn. Ia zgjidh gojën (gjuhën) *dikujt shih te* ZGJIDH. E zgjidhi gojën (gjuhën) *shih te* ZGJIDH. Bëhem cope e gojë përpiqem shumë, bëhem cope, s'lë gjë pa bërë. I është bërë goja për arapash *shih tek* ARAPASH, ~I. Iu be goja (iu bënë buzët) shkrumb *shih te* SHKRUMB,~I. E bën (e hap, e ka) gojën çorap *shih te* ÇORAP,~I. E ka gojën IopatëfArt *te* LOPATË,~A. I bëjnë Iiqtë gojë *dikujt shih te* LIQ,~TË.I derdh (i tret) plumbin në gojë *dikujt përb-shih te* DERDH 4. I doli shkumë nga goja *shih te* SHKUMË,~A. Flas (them, kërkoj) me plot gojën (plot gojën) a) flas me gjithë zemër, jo sa për të ka-luar radhën; b) flas i bindur plotësisht, flas me sigu-ri, pa asnjë fare dyshimi; c) flas pa druajtje, pa fri-kë, fare lirisht. Flet (thotë) ç't'i vijë për goje flet si të mundë, flet pa e kontrolluar veten, pa kujdes e pa përgjegjësi. Goja tret edhe malet *fj.u. shih te* MAL,~I. E ka hapur shumë gojën ka filluar ta teprojë me fjalë, thotë gjëra që s'duhen thënë. I humbi fjala nga goja *shih te* FJALË,~A. Është çotë nga goja *shih te* ÇOTË,~A. Është gojë e bark është hamës i madh, mendon vetëm për të ngrënë. Është si gjuha (e kam Si gjuhën) në gojë *shih te* GJUHË,~A 1. Është shpatë nga goja *shih te* SHPATË,~A. Ia dha Hokum në gojë *dikujt shih te* LLOKUM,~I. E ka gojën ajkë *shih tek* AJKË,~A. E ka gojën arkë *shih tek* ARKË,~ A. E kam gojën baltë *shih te* BALTË,~A. E ka gojën bilbil (është bilbil nga goja) *shih te* BILBIL, ~I4-S'ka gojë të flasë (të thotë, të kërkojë) *keq.* s'i bie atij të flasë, se nuk është në rregull për vete. Ka (edhe) gojë të flasë (të thotë, të kërkojë) *keq.* si guxon e flet ai, kur është i përlyer e nuk është në rregull për vete. E kam gojën të hapur *shih te* HAPUR (i,e). E ka gojën hudhër *shih te* HUDHËR,~RA. E ka gojën (gjuhën, llapën) të keqe *shih te* KEQ (i), ~E (e). E ka gojën Hokum *shih te* LLOKUM,~I. E ka gojën të mbërthyer (të kyçur) *shih te* MBËRTHYER (i,e). E ka gojën të shthurur (të prishur, të rëndë) *keq. shih te* SHTHURUR (i,e). E ka gojën *sheqer shih te* SHEQER,~I. E la me gojë hapur *dike* e çuditi, e mahniti. Laje gojën mirë (me uthull)! *iron, shih te* LAJ. Nuk e lëshon fjalën nga goja *shih te* LËSHOJ. Ia lëshoi frerin gojës (gjuhës) *shih te* FRE,~RI. Me lëshon (me rrjedh, me shkon) goja lëng *shih te* LËNG,~U. Ia Iidhi gojën me fashë *shih te* FASHË,~A. S'i mban goja arra *dikujt* s'pushon së foluri, është HafaZan i madh. I mban goja erë qumësht *shih te* QUMËSHT,~I. I mbeti (i ngeci, i ngriu) fjala në gojë (në buzë, në grykë, në fyt) *shih te* FJALË,~A. Mbsti (ngeli) me gisht në gojë *shih te* GISHT, ~I. I mbeti goja çark *shih te* ÇARK,~U. Mbeti me gojë hapur u çudit, u mahnit. Ia kanë mbyllur (ia kanë zënë, ia kanë vulosur) gojën me shtupë *shih te* SHTUPË,~A. Ndau kafshatën e gojës (kafshatën e fundit) *me dike shih te* KAF-SHATË,~A. Iu ngritën (iu mblodhën, i erdhën) zo-rrët te goja (në grykë, në fyt) *shih te* ZORRË,~A. Nxjerr (lëshon, derdh) mjaltë (sheqer) nga goja *shih te* MJALTË,~l. I nxjerr (i rrjedh, i kullon, i buron) goja mjaltë *shih te* MJALTË,~l. I nxori shkumë nga goja *shih te* NXJERR. E priti me gojë hapur e priti me padurim, mezi e priti dike a diçka. Ta merr fjalën nga goja *shih te* MARR. I rrëmbeu (imori) kafshatën nga goja *dikujt shih te* KAFSHA-TË,~A. Rri me gojë mbyllur *shih te* MBYIXUR. I vajti goja te veshi (prapa veshit) *shih te* VESH,~I. I shkoi (i vajti) goja (buza) vesh me vesb *shih te* VESH,~I. la shpuri gojën te veshi i vajti goja prapa veshit. la shtrëngoi frerin gojës (gju-hës) *shih te* FRE,~RI 1.1 tret plumbin në: ojë *dikujt shih tek* TRET. (Si) s'iu tha goja, po (e, kur, që) tha (fo-li, tregoi...) *shih te* THAHEM. Si iu tha goja që se tha (s'foJi, s'tregoi...) *shih te* THAHEM. I vajti goja prapa qafës *shih te* QAFË,~A. Vajti (u fut, ta) në gojë të qenit *shih te* QEN,~I. I vu-ri fletë gojës *shih te* FLETË,~An- I vuri fre gojës (gjuhës) *shih te* FRE, ~RI \. I vuri gojës (buzës) lesh *shih te* LESH,~I. I vuri kyçin (dfynin) gojës *shih te* KYÇ,~l. I vuri shtupën (tapën) gojës *shih te* SHTUPË, ~A. I vuri gojës kanxhën *shih te* KANXHË,~A. Nuk i vë masë gojës *shih te* MASË,~Ai. Do vrarë me bukë në gojë *shih te* BUKË,~A. la zuri fjalën në gojë nuk e la të fliste më tej, ia preu fjalën. Me zuri goja bar (erë) *shih te* BAR,~Ii. Me zuri goja (gjuha) lesh *shih te* LESH,—I. S'më ka zënë goja lesh *shih te* LESH,~I. Hap gojën e shikon qiellin *shih te* HAP. Me gojë të Ian, ms dhëmbë të can *fj. u. shih te* LAJ. Këmbë për baltë, gojë për mjaltë *fj. u. shih te* BAL-TË,~A. Luga e madhe të shqyen gojën (të zë fytin) *fj. u. shih te* LUGË,~A. Nuk i tha një here goja plaç! është shumë gojëmbël, i urtë, i sjellshëm e i durue-shëm. Moj dhelpër, moj ankoje, shumë armiq zure me gojë! *iron, shih te* DHELPËR,~RA. Shpjer gojën te buka e jo bukën te goja *fj. u. shih te* BUKË,~A. Kujto (zër në gojë) qenin, rrëmbe (bëj gati) shkopin *fj. u. shih te* QEN,~I. Muzikë goje *shih te* MU-ZIKË,~A 3. Saze goje *shih te* SAZE,~JA 2.

*GOJË ASLLANI bot.* Gojasllan. *GOJË UJKU bot.* Gojujk.

GOJË- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra që i përgjigjet nga kuptimi fjalës: gojë; p.sh. gojëmbël, gojëkeq, gojëlopatë, gojëmjaltë, gojëprishur, gojë-shthurur etj.

GOJËBILBIL *mb. poet.* 1. Që flet hukur, që ligjëron bukur; që flet gjithnjë fjalë të mira e të ëmbla.

2. Që e ka zërin te bukur e të ëmbsl si të bilbilit, që këndon bukur.

GOJËBRISK *mb.* Që është i shkathët nga goja dhe i mprehtë, që ta jep përgjigjen menjëherë, që e ka gojën brisk; gojështpatë.

GOJËBUALL *mb. shar.* I. Që e ka gojën të madhe si të buallit, me gojë të madhe.

2. *fig.* Që flet shumë, që nxjerr nga goja të lara e të palara.

GOJËÇORAP,~E *mb. shar.* 1. Që e ka gojën shumë të madhe, me gojë të madhe. *Burrë gojëçorap.*

*2. fig.* Që flet shumë e pa përgjegjësi; që e ka gojën të shthurur, që flet të lara e të palara, që flet mbarë e prapë.

GOJËDHËNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kallëzim popullor për një ngjarje të së kaluarës, për një figure historike etj., që mund të ketë një bazë të vërtetë, por që është shtuar e zbukuruar nga fantazia e popu-llit dhe përcillet gojë me gojë nga njëri brez në tjetrin; legjendë. *Gojëdhënë popullore. Sip as gojëdhënës. Mbledh gojëdhëna.*

GOJËDHËNOR,~E *mb.* Që ka te bëjë me gojë-dhënën, qëi përket gojëdhënës, i gojëdhënës; qëmbësh-tetet në një gojëdhënë. *Burime gojëdhënore. Poezi gojëdhënore.*
GOJËFARMAK,~E *mb.* Gojëhelm.
GOJËFËLLIQUR *mb.* Që përdor fjalë e shprehje të ulëta e të ndyra; gojëndyrë.
GOJËGJARPËR *mb.* Që nxjerr nga goja fjalë që të therin, të helmojnë e te zemerojnë shumë, që nxjerr vrer nga goja, gojëhelm.
GOJËHAPUR *ndajf.* 1. Duke mbajtur gojën të hapur, me gojë të hapur. *Rrinte gojëhapur. Fie gojë-hapur. E zuri gjumi gojëhapur.*
2. edhe *përd. mb. fig.* Në gjendje të tillë kur jemi shumë të çuditur a të mahnitur. *Mbeti gojëhapur. E la gojëhapur. Rrinte (dëgjonte) gojëhapur.*
3. *fig.* Me padurim. *E prisnin gojëhapur.*
GOJËHELM *mb.* Që nxjerr nga goja fjalë që të helmojnë e të mërzitin, që nxjerr helm nga goja; gojëfarmak; gojëgjarpër.
GOJËKAMARE *mb. shar.* 1. Që e ka gojën shumë të madhe, gojëçorap.. 2. *fig.* Që flet shumë, që nuk i pushon goja së foluri.
GOJËKEQ,~E *mb.* 1. Që flet keq për të tjerët, që shan e merr nëpër gojë të tjerët.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fjalët e gojëkëqijve.*
GOJËKRAPE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lule-gojë. *Lulet e gojëkrapes.*
GOJËKUTI *mb. poet.* Që e ka gojën të vogël e të bukur. *Vajzë (nuse) gojëkuti.*
GOJËKYCUR,~I m. *euf.* Gojëlidhuri.
GOJËKYÇUR *mb.* 1. Që nuk flet shumë, që za-konisht hesht, gojëmbyllur; që e ruan një të fshehtë, që nuk i tregon asnjeriu.
2. *Përd. ndajf.* sipas kuptimit të mbiemrit. *-Rri gojë-kyçur. Mbeti (qëndroi) gojëkyçur.*
GOJËLASHTË *mb.* Gojëndyrë.
GOJËLËSHCAR *mb.* Që i lëshon fjalët pa kujdes, që flet të lara e të palara, që s'i vë fre gojës; që përdor fjalë e shprehje jo të hijshme; gojështhurur.
GOJËLIDHUR,~I *m. euf.* 1. Ujku. *Ra gojëlidhuri në dhen.*
2. Ariu.
3. Gjarpri. *E kafshoi gojëlidhuri.*
GOJËLtDHUR *mb.* Gojëkyçur. GOJËLIG,~Ë *mb.* Gojëkeq.
GOJËLOPATË *mb. shar.* Që flet shumë, që nuk i pushon goja, Uafazan i madh.
GOJËLOPË *mb.* 1. Që e ka gojën shumë të madhe. 2. *fig.* Që flet shumë, që flet mbarë e prapë pa i peshuar fjalët.
GOJËLUAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Gojujk.
GOJËLUBt *mb. keq.* 1. Që ha shumë, që s'ngopet më të ngrënë a më të pirë, që gllabëron e përlan çdo gjë.2. *përd. em.* Llupës i madh, hamës i madh.
GOJËMADH,~E *mb.* 1. Që e ka gojën të madhe, me gojë të madhe.
2. *fig. keg.* Që flet shumë, llafazan.
GOJËMARRAQ,~E *mb.* Që i merret goja kur flet, që nuk i shqipton mirë fjalët; i belber, gojaç.
GOJËMBAJTUR *mb.* 1. Që i mbahet goja kur flet; i belbër.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Erdhi gojëmbajturi!*
GOJËMBËL *mb.* Që nxjerr nga goja fjalë të mira e të ëmbla, që flet mirë, butë dhe shtruar; fjalëmbël, gojëmjaltë. *Grua gojëmbël. Nuse gojëmbël.*
GOJËMBËRTHYER,~I *m. euf.* Ujku. *Çau dy dele gojëmbërthyeri.*
GOJËMBËRTHYER,~A . *euf.* Milingona. GOJËMBËRTHYER *mb.* Gojëkyçur.
GOJËMBYLLUR *mb.* 1. Që flet pak, fjalëpakë; që nuk e nxjerr jashtë fjalën a të fshehtën që i ka thënë dikush; gojëkyçur; i heshtur, i bindur.
2. *përd. ndajf.* Me gojën të mbyllur, pa folur. *Sri gojëmbyllur.*
GOJËMtRË *mb.* Që flet mirë për të tjerët, që nuk përgojon të tjerët; gojëmbël.
GOJËMJALTË *mb.* 1. Që nxjerr nga goja fjalë të ëmbla, që flet fjalë të mira, që duket sikur nxjerr mjaltë nga goja; që nuk ta prish kurrë qejfin; gojëmbël. *Grua (nuse) gojëmjaltë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Gojëmjalti i nënës!*
GOJËMPREHTË *mb.* Që ta jep përgjigjen aty për| aty, i zgjuar dhe i shkathët nga goja, gojëbrisk. *Djalë gojëmprehtë.*
GOJËNDYRË *mb.* Që thotë fjalë të ndyra, që për-dor fjalë të këqija e të pahijshme; gojështhurur.
GOJËNEPËRKË *mb. keq.* Që nxjerr nga goja fjalë të hidhura, që të helmon e të ther me fjalët që thotë, gojëgjarpër, gojëhelm.
GOJËPALARË *mb.* Që flet larë e pa larë, që përdor fjalë të ndyra; gojëndyrë.
GOJËPASHMAGJE *mb.* 1. Gojëçorap. 21 *si em.* GOJËPASHMAGJE,~JA . *sh.* ~E, ~ËT. Grua a vajzë që flet shumë, llafazane.
GOJËPIPERKË *mb. shar.* Gojëspec.
GOJËPRlSHUR *mb.* Që përdor fjalë të ndyra, që Het larë e pa larë; gojëndyrë.
GOJËQEPUR,~I *m. euf.* Gjarpri. GOJËQEPUR *mb.* Gojëkyçur, gojëmbyllur.
GOJËQERSHI *mb. poet.* Që e ka gojën të vogël e të bukur dhe buzët të kuqe si qershi. *Vajzë gojëqer-shi.,*
GOJËRËNDË *mb.* Që flet fjalë të rënda, që të vret a të fyen me fjalë të rënda, fjalërëndë.
GOJËRRUDHUR *mb.* Që flet pak, i heshtur; i përmbajtur në fjalë, i matur.
GOJËSPEC,~E *mb.* Që flet fjalë të cilat e zëme-
rojnë ose e fyejnë tjetrin, që të djeg a të përvëlon me fjalë, që të thumbon me fjalë.
GOJËSHEQER,~E *mb.* Gojëmbël, gojëmjaltë. *Nuse gojësheqere.*
GOJËSHPATË *mb.* Gjuhëshpatë.
GOJËSHPUAR *mb.* Që i tregon të gjitha ato që di, që nuk e mban dot të fshehtën.
GOJËSHTREMBËR *mb.* Që e ka gojën të shtrem-b5r, me gojë të shtrembër.
GOJËSHTHURUR *mb.* Që flet fjalë të pahijshme e të rënda, që flet çfarë t'i vijë nëpër gojë, që flet larë e pa larë; gojëlëshuar.
GOJËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që flet bukur e rrjedhshëm, ai që di t'i lidhë bukur fjalët e shprehjet, ai që flet qartë dhe të bind për atë që thotë; njeri i gojës.
2. *let.* Ai që mban fjalime e ligjërata pa letër dhe flet bukur e rrjedhshëm, ai që të bën për vete me for-cën e fjalës së tij. *Gojëtar i madh (i shquar).*

3. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
GOJËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GOJËTAR, ~I.
GOJËTARI,^A. *libr.* 1. Të folurit bukur e rrjedhshëm, aftësia për të folur bukur e rrjedhshëm.
2. Arti i të folurit bukur e rrjedhshëm në mbledhje të gjera, i cIli zotërohet duke përvetësuar një tërësi dijesh e rregullash dhe duke punuar me këmbëngulje. *Arti i gojëtarise.*
GOJËTERS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që flet gjithnjë mbrapsht, ai që për çdo gjë shpreh mos-besim, dyshim e që ndjell prapësi e të keqe. *Nuk foli një here mirë gojëtersi.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
GOJËTHARË *mb.* 1. Gojëthatë.
2. *përd. em. mallk.* Ai që iu thaftë goja.
GOJËTHATË *mb.* 1. Që nuk ka ngrënë e nuk ka pirë për mjaft kohë, që nuk ka vënë gjë në gojë.
2. *përd. ndajf.* Pa shtënë gjë në gojë. *E la gojëthatë.*
*-k* Mbeti gojëthatë mbeti pa gjë, mbeti me gisht në gojë.
GOJËVOGËL *mb.* Që e ka gojën të vogël, me gojë të vogël.
GOJËVRARË *mb.* Që i ka fjalët të rënda, që të vret me fjalë, fjalërëndë.
GOJËVRA;;HDË *mb.* Që i ka fjalët të vrazhda, që flet ashpër.
GOJËZ,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog. e* GOJË, ~A. *Gojëz e bukur. Të lumte gojëza!*
2. Shufër hekuri a litar, që u vihet në gojë kafshëve bartëse (kalit, mushkës etj.), që lidhet me kapistrën dhe që duke e tërhequr shërben për të ndryshuar drej-timin e kafshëve, për t'i ndaluar ato etj. *vë gojëzën kalit.*
3. Thurimë prej teli, si shportë, që u vihet në gojë disa kafshëve (qenit, kalit etj.) që të mos kafshojnë, që të mos hanë gjatë rrugës etj. *vë (i heq) gojëzën qenit (kalit).*
4. Maja e kthyer e shtizës, e grepit etj., që shërbenpër të kapur perin a fijen e leshit ose të pambukut gjalë thurjes, qëndisjes etj. *Gojëza e shtiiës. Gojëza e grepit. U thye gojëza. Kap fijen me gojëz.*
5. Vrimë a hapësirë me trajta të ndryshme ku ven-doset diçka, foleja e një vegle, e një mjeti etj. *Gojëza e sqeparit. Gojëza e dërrasës* pjesë e hapur a e thelluar e një dërrase ku futet një dërrasë tjetër. *Gojëza e fishekut. usht.*
*6.* Sythi i çorapit, i trikos etj., thyesë; ilik, thile. *Gojëza të ngushta (të lira). I iku gojëza. E fitloi trikon me njëqind gojëza.*
7. Hapësirë ndërmjet dy radhëve të fijeve në tez-gjah, ku kalon drugëza gjatë endjes. *U hap gojëza. Shkon (kalon) nëpër gojëz.*
8. Vendi ku hapet një vijë e vogël uji në një kanal për të vaditur; sasia e ujit që hyn në këtë vijë. *Gojëzat e kanalit. Gojëz kullimi. Çel (hap) një gojëz. Morën një gojëz ujë.*
9. *kryes. sh. bot.* Gropëza shumë të vogla në pje-sën e poshtme të gjethes, që zakonisht dallohen me mikroskop. *Gojëzat e gjethes.*
10. Torkë leshi, shkul i vogël. *Bleu dy gojëza lesh. Ngjyej gojëzat.*
11. *veter.* Sëmundje që u bie bagëtive e i bën të nxjerrin jargë nga goja. *zuri gojëza dhentë. U ra gojëza dhenve.*
GOJËZENË *mb.* 1. Që i mbahet goja, i belbcr.
2- *fig-* Që nuk mund të flasë e të shprehet për diçka, sepse ka ndonjë pengesë të rëndësishme (nga që është fajtor edhe vetë e s'mund të qortojë të tjerët, nga që e kërcënojnë e i ruhet së keqes etj.), që ia kanë zënë gojën. *S”ka si të flasë ai, është gojëzënë.*
3. *mallk.* Që iu zëntë goja, që iu mbylltë goja.
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Pse nuk flet gojëzëni?*
GOJOR,~E *mb.* 1. Që bëhet me gojë e jo me shkrim, që thuhet me gojë, që jepet ose që merret gojarisht; që përcillet gojë me gojë, që kalon nga njëri tek tjetri me gojë. *Ushtrime gojore. Hartim go-jor, Agjitacion gojor. Të dhëna gojore. Krijimtaria gojore e popullit* folklori. *Letërsia gojore. Tradita gojore. Burime gojore.*
2. *gjuh.* Që shqiptohet me gojë, që nuk shqiptohet me hundë. *Zanore gojore.*
GOJOS *kal.,* ~A, ~UR. Marr nëpër gojë dike, flas keq për dike, përgojoj. *Gojos pas shpine. Gojos poshtë e lart. Mos e gojos!*
GOJOSEM. *Pës. e* GOJOS.
GOJOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GOJOS, GOJOSEM.
GOJCJK,~U *m. bot.* Lulegojë. GOJUSHE *mb.* Llafazane. *Grua gojushe.*
GOL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *sport.* Futja e topit në portën e skuadrës kundërshtare gjatë lojës së fut-bollit etj.; topi kur hyn e pushon në rrjetën e portës së kundërshtarit. *Gol i rregullt. Goli i barazimit (i fitores). Goli i nderit* goli i vetëm që bën skuadra e mundur. *Gol me kokë. Bëri (shënoi) pesë gola.*
GOLASHËNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *sport.* Ai që bën gola (në lojën e futbollit etj.). *Golashënuesi me i mirë.*
GOLF,~I *m. sport.* Lojë që luhet nga dy grupe lojtarcsh, të cilët i bien me një shkop të posaçëm një topi të vogël dhe përpiqen ta futin në disa gropëza, që ndodhen larg njëra-tjetrës. *Shkop golfi. Fushë golfi. Skuadër golfi. Luajgolf.*
Jakë (grykë) golf jakë e mbyllur dhe e kthyer me dysh, që mbulon pjesën më të madhe të qafës. Pantallona golf pantallona jo të gjata, të cilat poshtë gjurit, deri ku fillon pulpa rrinë ngjitur pas këmbës, ndërsa mbi gju e deri në mes vijnë duke u zgjeruar. T r i k o golf triko me jakë golf.
GOLLAK,~U *m. sh.* ~Ë ~ËT. 1. Ojel race, me trup të madh e me këmbë të gjata, me qafë të rrjepur, që këndon me një zë të trashë e të ngjirur. *Është si gollak. Këndon si gollak.*
*2. fig.* Njeri që e ka zërin të trashë e të ngjirur.
3. *fig.* Ai që është i lehtë nga mendja, njeri mendje-lehtë.
4. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Gjel gollak.*
GOLLE,~JA. *sh.* ^E, ~-ET. 1. Vrimë e madhe, grope brenda në një trup të ngurtë (në një dru, në një shkëmb etj.). *Gollja e drurit. Hyri në golle.*
2. edhe *fig.* Zbrazëti, boshllëk. *Mbush gollet. Ndien një golle në zemër.*
3. *kryes. sh.* Kockat e dala të nofullës së sipërme dhe gropëzat që formohen në të dy anët e fytyrës së njeriut, zakonisht kur ky dobësohet shumë. *Gollet e fytyrës. I kanë dalë gollet nga dobësia (nga sëmundja).*
4. “ *mb.* ~, ~E. Bosh, i zbrazët, që s'ka gjë brenda. *Arrë golle. Vend goli.*
GOLLGAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT dhe GOLLGANE,
~JA . *sh.* ~E, ~ET *anat.* Kërdhokull. *dolli goll-gani.*
GOLLOGUNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fryti i dëllinjës që ka trajtën e një kokrre të vogël e të forte me ngjyrë të kuqe a

të zezë. *Gollogunga të kuqe (të zeza). Mbledh gollogunga.*
GOLLOMESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool. shih* LAKURIQËS,~I ₜ. *Gollomeshi i nates.*
GOIXOMESH,~E *mb. krahin. shih* LAKURIQ, ~E i,2- *Fëmijë gollomesh. Mbeti gollomesh.*
GOLLOVEZHGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lë-vozhga e frutave ose e perimeve; zhguall.
GOMAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kafshë një-thundrake, që mbahet në shtëpi për ngarkesë, me trup më të vogël se kali, me kokë të madhe, me veshë të gjatë dhe me qime zakonisht në ngjyrë të hirtë. *Ve-shët e gomarit. Kërriç gomari. Ngarkoj gomarin. Palli gomari. I bie gomarit. Punon si gomar* punon shumë. *Duron si gomar* duron shumë. *Këndon si go-mar* këndon keq.
2. Sasia e barrës a ngarkesa që mban kjo kafshë. *Një gomar dru. Tre gomarë drithë.*
3. *fig. thjeshtligj., shar.* Njeri i trashë nga mend j a, budalla; hajvan. *Gomar i madh. Mori mendjen e atij gomari. Çgomar qenka! Gomar me veshë. thjeshtligj., keq.*
4. *Përd. mb.* sipas kuptimit 3 të emrit.
*k* (Punonte) për shpirt të gomarit punonte kot, i shkonte mundi humbur. Sa gomat" buzëbardhë (ka)! *iron, shih te* BUZËBARDHË. S'çalon gomari ngaveshët *fj.u. shih te* ÇALOJ. S'di si (nga) lidhet gomarl *mospërf. shih te* LIDHEM. la ha bukën gomari *mospërf.* është shumë i ngathët dhe i mefshtë. Kur të hipë gomari (derri) në fik (në majë të fikut) *thjeshtligj.* kurrë, asnjëherë. I kanë hedhur (i kanë shtënë) trutë e gomarit nuk vepron sipas mendjes së tij, por bën si i thonë të tjerët, ia kanë marrë mendlen të tjerët. I Ian kokën (kryet) gomarit *shih te* LAJ. Nuk i shkoi gomari (kali) në udhë (në urë) *edhepoh. shih tek* UDHË,~A. I shkon (I ka hije) si shala gomarit *iron, shih te* SHALË,~AII. I rari lëkurën e gomarit *dikujt shih te* LËKURË,~A. S'di gomari c'është bari *mospërf.* nuk është i zoti të vle-rësojë atë që është më të vërtetë e mirë e me vlerë, nuk di dhia ç'është tagjia. E di gomari ku e vret samarl *fj.u.* secili idi vetëpunët ehallet e tij, edi i zotikui pikon çatia. S'di t'i japeujë(as)gomarit *dikush mospërf.* është i trashë nga mendja ose fare i pazoti. Kali humbi, gomari s'dukety)'.u. është rrëmujë e madhe, nuk emerr vesh i pari të dytin. Prit gomar të mbijë bar! mos prit kot!; s'dihet kur do të bëhet një punë a kur do të vijë dikush, mund të mos bëhet a të mos vijë kurrë; është fare e pasigurt diçka. Punon kali, ha gomari *fj.u. shih te* KALË,~I. Sikur i ka ngrënë gomari bukën (macja brumin) *shih te* HA. I zoti e nxjerr (e qit) gomarin nga *balta fj.u. shih te* BALTË,~A. Le gomari që na ngor-dbi, po s'na lënë rehat as mizat le fatkeqësia, le halli i madh që kemi, por na shqetësojnë e na ngacmojnë edhe për gjëra të vogla. S'ka ç'i bën gomarit, i ble sa-marit *fj.u.* ia nxjerr inatin jo atij që duhet, por dikujt tjetër që nuk ka faj, gjetkë e ka inatin e gjetkë e nxjerr. Kali ha tagjinë, gomari mbart bucelat *fj.u. shih tek* TA-GJI,~A. Presin të ngordhë gomari (kali) që t'i marrin potkonjtë *përb.* presin të përfitojnë ndonjë gjë nga ajo që mbetet, presin të përfitojnë nga diçka pa bërë asgjë vetë. Ti zot, unë zot, po gomarin kush e kullot? secili duhet të bëjë atë që i takon dhe të mos ia hedhim punën njën-tjetrit; po të mos bëjë secili punën e Vet, nuk i dtlet mbanë; po të japin të gjithë urdhra nuk bëhet asnjë punë. Bisht gomari *bot. shih te* BISHT,~I. Ç u ç gomari *zool. shih te* ÇUÇ,~I. F e r r ë (gjemb) gomari *bot. shih te* FERRË,~A. Lule gomari *bot. shih te* LULE,~JA. Vesh gomari *bot.* veshgomar.
GOMARAZI *nda)f. bised.* 1. *shih* GOMARTHI ₜ. 2. *fig.* Baras, barabar, pa u mundur e pa fituar as njëri as tjetri. *Dolën gomarazi.*
GOMARE,~-'JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Femra e gomarit, gomaricë. *Qumës'ht gomareje.*
2. Dru bi;#. *Preu një gomare.*
3. *fig. thjeshtligj.* Orua a vajzë e trashë nga mendja, budallaqe, hajvane. *Ç'gomare paska gene*
4. *bot.* Dardhë gushtake, që i bën kokrrat të me-dha, me ngjyrë të verdhë në të kuqe dhe me shumë lëng; kokrrat e kësaj dardhe. *Voli gomaren.*
5. *Përd. mb.* sipas kuptimit 4 të emrit. *Dardhë go-mare.*
GOMAREZ,~'A . *sh.* <->*A,* ~AT. 1. Vegël e tez-gjahut në trajtë bige, së cilës i vihet përsipër një pe-shë (zakonisht një gur), që shërben për të mbajtur të tërhequra fijet gjatë endjes, kur i mbledhin në shul; branë.
2. Këmbalec druri, mbi të cilin mbështeten drutë për t'i prerë a për t'i sharruar. *Bëri një gomarez. Sha-rron drurin në gomarez.*
3. *zool., krahin.* Brumbull.
GOMARl,~A . *sh.* ~, <-TË *thjeshtligj.* Veprim fare pa mend në kokë, marrezi, budallallëk. *Bëri një gomari.*
GOMARlCË,~'A . *sh.* ~A, ^AT. 1. Femra e gomarit, gomare. 2. *thjeshtligj., shar.* Gomare.
GOMARISHT *ndajf. bised.* Si budalla; si i marrë, marrëzisht. *Sillet (flet) gomarisht.*
GOMARJAR,^I *m. sh.* ~Ë, ^ËT. 1. Ai që punon me një gomar për të mbajtur lëndë të ndryshme. 2. Bari gomarësh.
GOMARLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *thjeshtligj.* Gomari, marrëzi. *Gomarllëk i madh. Bëri një gomarllëk.*
GOMARTH,~"I *m. sh.* ~<Ë, <^ËT *bot.* Gjerabaç. *Gjembat e gomarthit.*
GOMARTHI *ndajf.* 1. Në brinjë, nga ana e brinjëve (kur munden dy vetë e asnjërit nuk i prekin shpatullat plotësisht për toke). *Ranë gomarthi.*
*1.* Luaj gomarthi: luaj kaladibrançe.
GOMË,^A *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëndë e butë elastike që përftohet nga përpunimi i kauçukut me squfur dhe që hyn në punë për të përgatitur sende të ndryshme të përdorimit të gjerë; llastik. *Këpucë (sandale, çizme) gome. Doreza gome. Shkopinj gome. Fabrika e gomes. Prodhimi i gomes.*
*2.* Pjesa e jashtme e rrotës së një automobili, të një biçiklete etj., e cila ka brenda një kamerdare, që mbushet me ajër të ngjeshur; rrotë prej llastiku. *Goma e përparme (e prapme). Gome automobili (biçiklete, karroce). Gome shpëtimi* rreth prej kësaj lënde ose prej plastike, i cili i hidhet një njeriu që është duke u mbytur për ta shpëtuar. *Me dy pale goma. Fryj (ndërroj) gomat. V shfry (u shpua) goma. Ra goma.*
3. Cope e vogël nga kjo lëndë që përdoret për të fshirë diçka të shkruar. *Gome e butë (e forte). Gome boje. Laps me gome. Fshij (shuaj, prish) me gome.*
-A-Gome arabike *shih tek* ARABIK,~E. Gome pesbku lëndë sintetike e bardheme, e forte dhe elastike, që nxirret nga përpunimi i mbeturinave të naftës e që përdoret zakonisht për shoje këpucësh.
GOMËN,~NA *sh.* ~NA, ^NAT. 1. Grope në një vend me ujë, në një lumë etj.. pellg me ujë. *Gomën e madhe. Gomna e limit. Ra në gomën.*

*2. krahin.* Ama e ujit.

GOMlM,~I *m.* Vëprimi sipas kuptimeve të fol-jeve GOMOJ, GOMOHET. *Gomimi i tekstileve.*

GOMlST,~'I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor i përgatitur që merret me gomimin e sendeve të ndryshme ose që ndreq a ngjit sende prej gome (si këpucë, çizme etj.); punëtor që punon gomën.

GOMISTERl,'~'A . *sh.* ~>, ~TË. Punishte ku bëhet gomimi i sendeve të ndryshme; repart i veçantë ku ndreqen e ngjiten sendet prej gome (këpucët, çizmet, topat etj.).

GOMOHET. *Pës. e* GOMOJ.

GOMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vesh diçka me një shtresë gome; lyej me gome; i vë gome diçkaje. *Gomoj dokun. Gomoj çizmet (këpucët).*GOMTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej gome a me gome, ptej gome. *Gyp i gomtë. Tape e gomtë.*

GOMUAR (i,e) *mb.* I veshur me një shtresë gome; i Iyer me gome; me gome. *Dok i gomuar. Pëlhurë e gomuar. Tub i gomuar. Çizme të gomuar a.*

GOMURAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me shumë gurë në faqen e një mali, gurishtë në një rripë. *Rrëshqiti në një gomurajë.*

GONDOLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* Varkë e gjatë dhe e lehtë veneciane, me bash e kiç të ngritur e të fcthyer, me fund të sheshtë e me një kabinë të vogël në mes.

GONE,~JA . *sh.* ~, ~TË *tek.* Vegël në trajtën e një këndi të dtejtë ose të një trekëndëshi kënddrejtë, që e përdorin muratorët për të mbajtur drejtimin e qosheve të murit ose zdrukthëtarët për të shënuar kënde a vija të drejta etj. *Gone hekuri (druri). Merr drejtimin me gone.*

GONG,~U *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *muz.* Vegël mu-zikore me goditje, që përbëhet nga një disk prej me-tali, të cilit i bihet me një shufër me kokë të veshur. *Goditja e gongut. Tingujt e gongut. I bie gongut.*

*2:* Disk prej metali, të cilit i bihet me një shufër për të dhënë sinjalin e fillimit të lojës së boksit etj. *Gongu i boksit.*

GONIOMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *tek. shih* KËNDMATËS,~I.

GONXHE,~'JA . *sh.* ~E, ~ET. Lule që s'ka çelur ende, burbuqe. *Gonxhe trëndafili (karafili). Gonxhet e kumbullës (e pjeshkës, e bajames). Çelën gonxhet. Është si gonxhe* është e re, e bukur e plot shëndet (zakonisht për vajzat e për fëmijët).

GONXHEM&DH,~E *mb.* Që i ka gonxhet të mëdha, me gonxhe të msdha. *Trëndafil gonxhemadh.*

GONXHIM,~I *m. bujq.* Veprimi e rrjedhimi i tij sipas kuptimit të foljes GONXHON. *Koha e gon-xhimit. Nga mbirja në gonxhim. Nga gonxhimi në. lu-lëzim të plotë.*

GONXHON *jokal,* ~OI, ~UAR *bujq.* Lëshon gonxhe. *Gonxhoi pambuku. Gonxhuan pemët.*

GOPÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Grykës, llupës i madh e i pangopshëm. *Gopç i madh,*

*1. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. GOPÇAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* \. Gopç.

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Kafshë gop-çare.*

GOPEDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *usht., vjet.* Top që hidhte gjyle të rrumbullakëta dhe mbushej nga gryka.

GOPËSl,~A. 1. Grykësi.

2. Lakmi e madhe për gjithçka (për para, për veshje etj.). *Gopësi për para.*

GORAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Gora ose ai që e ka prejardhjen nga Gora, krahinë malore në rrethin e Korçës.

GORAR,~E *mb.* Që lidhet me krahinën e Gores ose me gorarët, që është karakteristik për Gorën ose për gorarët, i Gores ose i gorarëve; që është krijuar nga gorarët. *Fshatarët gorarë. Voile (këngë) gorare. Veshje gorare.*

GORARÇE,~JA . *bised.* Valle popullore e kra-hinës së Gores, që luhet nga burrat edhe nga grate, e shoqëruar me gajde e me daulle. *Luan (kërcen) gorarçen.*

GORDIAN,~E *libr.* Nyjë gordiane: një çështje shumë e ndërlikuar e shumë e vështirë për t'u zgjidhur. *Pres (zgjidh) nyjën gordiane* zgjidh menjëherë me guxim e vendosmëri një çështje shumë të ngatërruar e të vështirë.

GORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Bushtër. Si *qeni pas gores.*

GOREC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lugu i koshit të mullirit, nga ku bie drithi në gur.

GOREN,~I m. Erë e veriut, veriu; dëborë e madhe me erë të forte. *Goren i forte (i ashpër, i tërbuar). Fryn goreni. E rreh goreni.*

GORGË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Zgavër, zgërbonjë; shpellë. *Gorge e thellë. Gorge lisi. Gorge mali (shkëmbi).*

*2.* Grope, vend grope. *Ra në gorge.*

3. Hurdhë e thellë; grope në lumë, në liqen etj. *Gorge lumi (përroi, liqeni).*

4. Plis i vogël dheu i forcuar shumë dhe i bërë si gur. *Are me gorga. I ra me një gorge.*

GORGOLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* GËR-GALLE,~JA *i.*

GORGULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Arkë në trajtë piramide të përmbysur, që hapet e mbyllet në fund me një cope dërrasë e që përdoret për të bartur me kafshë rërë, zhavorr etj. *Zbrazi gorgullën.*

GORIIXË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zoo).* Majmun i madh pa bisht, që rron zakonisht në pyjet e Afrikës Perëndimore dhe që i ngjan shumë njeriut. *Është si gorillë.*

GORUC,~I *m. sh.* <~Ë, ~ËT *mospërf.* Plak i rrë-gjuar e i mbledhur kruspull nga pleqëria; plakaruq.

GORRË,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Grope e gërryer nga uji; gomën, greminë, humnerë. *Ra në një gorre. 2.* Rrëke e vogël. *Kaloi (kapërceu) gorrenë.*

GORRICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Dardhë e egër me degë tëshkurtra e me gjemba, që bën kokrra të vogla e të forta, të cilat zbuten e ëmbëltohen kur piqen ose kur rrinë në kashtë; fryti i kësaj peme. *Gorrica të ziera. Shartojnë gorricat.*

2. *vet. sh. fig.* Fjalë të kota, pallavra, broçkulla, gjepura. *Flet (thotë) gorrica. Shet gorrica. Gorrica fice (pikla)* fjalë pa vlerë, fjalë boshe, gjepura.

3. *përd. mb. fig. bised.* I papjekur, axhami.

• U be gorricë u mblodh si grusht (nga frika, nga një sëmundje etj.). Me doli gorricë *diçka* s'më vajti mbarë puna. Nuk i ha ato gorrica (vadhëza, kumbulla) *shih te* HA. Iu be buka gorricë (gjemb) *shih te* GJEMB,~I. Derisa të bëhen gorricat cucka *shih te* CUCKË,~A.

GORRlCTË (i, e) *mb.* 1. Që është bërë prej druri të gorricës. 2. *fig.* I forte.

GORRlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me gorrica.

GORROÇEL,~I m. *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Rrush i zi kokërrmadh që piqet në shtator.*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të erarit. *Rrush gorroçel.* GORROMfS *kal.,* ~A,

~UR *arb.* Gremis, rrëzoj. GORROMISEM *vetv. arb.* Gremisem, rrëzohem.
GORROVl,~A. Diçka që është bluar trashë (miell. kafe etj.).
GOSË,~A *sh.* ~A, ~AT. Grope ku mblidhen ujërat, hurdhë; vend me lagështirë.
GOSTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që shtron një gosti; ai që thërret në gosti.
2. Ai që ftohet a që merr pjesë në një gosti. *Erdhën (u nisën) gostarët.*
GOSTI,~A . *sh.* ~s ~TË. 1. Drekë a darkë më të gjitha të mirat, që shtrohet në raste gëzimi dhe ku marrin pjesë miq e të ftuar të tjerë. *Gosti e madhe. Gostia e dasmës. Fton (thërret) në gosti. Shkoj në gosti.*
2. Ushqime, sidomos ëmbëlsira, që çohen si dhurate në një drekë a në një darkë të shtruar në raste gëzimi. *Çonirt gosti. Shkoi (vajti, erdhi) me gosti.*
GOSTIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. U shtroj gjëra për të ngrënë e për të pirë miqve e të ftuarve në një gosti. *Gostit miqtë. Na gostiti mirë.*
2. I nxjerr dikujt pije, ëmbëlsira etj., qeras. *Me se ju gostiti? I gostiti me pemë (me llokume).*
GDSTITEM. *Pës. e* GOSTIT.
GOSTITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GOSTIT, GOSTITEM. *Gos. titja e të ftuarve (e miqve).*
GOSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dele me brirë, kërrutë. *Humbi gosha.*
GOTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë e thellë prej qelqi, prej kristali etj., zakonisht në trajtë cilindrike e pa dorezë, që përdoret për të pirë ujë, verë etj.; një enë e tillë e vogël, shpesh edhe me një fron, e cila përdoret për pije të ndryshme të forta (për raid, ko-njak etj.); sasia e ujit a e pijes etj. që nxë kjo enë. *Gotë e vogël (e madhe). Gotë qelqi (kristali). Gotë uji (Vere, rakie, birre). Gotë me (pa) fron. Mbush (derdh, laj) gotën. Pi (hedh, rrëkëllej, kthej, ngre) një gotë. Përpjekim gotat* urojmë njëri-tjetrin duke takuar gotat të mbushura me pije. *Një gotë ujë (verë, raki).*
*2. kryes. sh. mjek.* Kupat që i hidhen dikujt në shpirië kur ka marrë të ftohur; ventuzat. *Hedh gota. Zuri mirë gota.*
3. *bised.* Llarnbs elektrike.
4. *bised.* Vesi i të pirit, vesi i rakisë, të pirët, pija, rakiaj. *Nuk e lë gota. Ishte i dhënë pas gotës. Është i gotes. E mori me qafë gota.*
*it* Ngre (çoj) gotën (kupën, dollinë, shëndetin) *shih te* NGRE. Mbytet në (me) një gotë (pike, luge, fll-xhan, gisht) ujë *mospërf. shih tek* UJ'Ë,~I.
GOTË,~T *m. vet. sh. hist.* Fis i vjetër gjerman. *Gotët e Lindjes (e Perëndimit).*
GOTIK,~E *mb. art.* Që është bërë a ndërtuar sipas një stili të përhapur në mesjetën e vonë në Evropën Perëridimore, për të cilin ishin karakteristike harqet jo të rrumbullakëta, por të thyera me një kënd në mes, kubetë e larta që mbaronin nga jashtë me maja të gjata, të mprehta e të gdhendura, dritaret e mëdha me xhama shumëngjyrësh dhe zbukurimet e imëta
e të ndërlikuara, të gdhendura sidomos në gur; që i përket këtij stili ndërtimi e zbukurimi. *Arti gotik. Stili gotik. Harqet gotike.*
Shkrimi (alfabeti) gotik alfabet a lloj shkrimi me shkronja latine të drejta, me kende e me maja të mprehta, i cili është përdorur nga mes-jeta deri në shekullin tone në Gjermani e në disa vende të tjera.
GOTISHTE,~JA . *hist.* Gjuhë e grupit gjer-manik, që flitej nga gotët, gjuha e gotëve.
GOTULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjeogr.* Gji i yogël deti; gji i rrumbullakët i formuar pranë grykës së lumit. *Gotulla e lumit.*
GOVATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Enë e madhe, jo shumë e thellë prej druri, prej llamarine etj., me fund të sheshtë, që përdoret kryesisht për të larë rro-ba; enë e tillë prej druri që përdoret për qëlh"me të ndryshme (për t'i hedhur ushqim bagëtisë, për të mbajtur llaç etj.). *Govatë e madhe (e vogël). Govatë druri (teneqeje, llamarine, plastike). Govatë rrobash. Govatë Uaçi. Govatë për të larë fëmijët. Mbush (zbraz) govatën. Laj me govatë.*
GOXHA *bised.* 1. *ndajf.* Mjaft; shumë. *Foli goxha. Eci (ndenji) goxha. E zgjati goxha. Ka goxha njerëz. Ishte rritur goxha. Është goxha i madh.*
*2. përd. mb.* Përdoret zakonisht para një emri për të treguar një tipar cilësor në shkallë të lartë me kup-timin "mjaft a shumë i madh (i gjatë, i mirë, i bukur, i rëndësishëm...)". *Goxha burrë (djalë). Goxha grua (vajzë). Ka goxha trup. Goxha shtëpi. Goxha shkrim-tar. Goxha Vepër. Goxha luftë.*
GOXHAMISHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot. krahin.* Caracë.
GOZHDAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Dash me një vijë të hollë në ngjyrë të zezë mbi vetull. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dash gozhdak.*
GOZHDAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vegël e he-kurt për të bërë gozhdë.
2. Bizë, fëndyell. *Shpoj me gozhdar. Hap vrima me gozhdar.*
3. Reze e hollë si gozhdë për të mbyllur derën, dritaren etj. *vuri gozhdarin derës. Mbyll me gozhdar.*
4. Qajka e qerres a e parmendës.
GOZHDË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kunj metali me përmasa të ndryshme, që është në njërën anë me majë dhe në anën tjetër me kokë dhe që ngulet për të mbërthyer diçka, për të mbathur kuaj, për të varur në të sende të ndryshme etj. *Gozhdë e madhe (e Vogël, e trashë, e hollë). Gozhdë e shtrembër (e ndryshkur). Gozhdë trarësh (këpucësh, potkonjsh). Koka (maja) e gozhdës. Fabrika e gozhdëve. Ngul (mbërthej) një gozhdë. Heq (shkul) gozhdën.*
2. *fig.* Merak i madh që të bren përbrenda; peng. *Me ka mbetur gozhdë. la la gozhdë në zemër. E ka gozhdë në zemër.*
*k* Si gozhda në dërrasë i ngulur mirë, që ka zënë vend përfundimisht. Pilaf me gozhdë diçka që nuk mund të pranohet në asnjë mënyrë; diçka që s'hahet, që s'përtypet. Preu gozhdë (thumba) *shih te* PRES i. Dimri ha gozhdë (gurë, kashtë) *shih te* DIMËR,~RI. Rri si mbi gozhdë s'rri dot i qetë, i lirshëm b i shkuj-desur në një vend, nuk jam i qetë, rri si mbi gjemba.E ka bërë syrin gozhdë nuk preket fare nga vuajtjet e fatkeqësitë e të tjerëve, nuk i vjen aspak keq për të tjerët, është i pamëshirshëm, është shpirtkazmë. I bie po asaj gozhde (po atij avazi, po atij teli) *shih te* BIE i. E do (e kërkon) si breshka gozhdën *shih te* BRESHKË, ~A. U mbeti pushka në gozhdë *vjet.* nuk lindi ndonjë mashkull në shtëpi që të mhante pushkën, mbeti shtëpia pa burra. I ngeci (i ngeli) sharra në gozhdë *shih* reSHARRË,~A. I zuri (i ndeshi, i hasi, i ra) sharra në gozhdë *shih te* SHARRË,~A. I pret gjuha (goja) gozhdë (brisk, hekur) *shih te* PRES i. Ngre këmbën

e vë gozhdën *shih te* KËMBË,~A. për një gozhdë (thumb) shkoi (humbi) potkoi *fj.u.* shkoi dëm një gjë e madhe, me vlerë etj. për diçka të vogël, për hiçmosgjë; për një plesht u dogj jorgani. Njëri i bie gozhdës (thumbit), tjetri potkoit secili bën sipas kokës së vet, nuk veprohet në mënyrë të bashkërenduar e të harmonishme, nuk ka mirëkuptim, nuk merren vesh njëri me tjetrin. Në vend që t'i bjerë gozhdës, i bie potkoit nuk qëllon aty ku duhet, godit atje ku nuk duhet. Myka e di sa e forte është gozhda *fj. u. shih te* MYKË,~A.
GOZHDIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GOZHDOJ, GOZHDOHEM. *Gozhdimi i trupave. Gozhdimi i armikut. Gozhdimi në zyrë (në punë).*
GOZHDOHEM *vetv.* 1. Detyrohem të qëndroj për një kohë të gjatë në një vend. *Gozhdohem në zyrë (në punë).*
2. *Pës. e* GOZHDOJ.
GOZHDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Mbërthej diçka me gozhdë. *Gozhdoj dërrasat.*
*2. fig.* DetyrOj dike të qëndrojë në Vend pa lëvizur, pa bërë asnjë punë etj., e mbërthej në vend; pengoj veprimin a veprimtarinë e dikujt, punën e diçkaje etj.; e bëj të ngecë. *E gozhdoi në vend. E gozhdoi së-mundja në shtrat. I gozhduan forcat e armikut.*
3. *fig.* I mbyll gojën dikujt me fjalë e me argumente bindëse, e vë me shpatulla pas muri me forcën e ar-syes. *E gozhdoi me fjalë.*
GOZHDUAR (i,e) *mb.* 1. I mbërthyer me gozhdë. *Dërrasa të gozhduara.*
2. *fig.* Që është detyruar të qëndrojë në vend pa lëvizur, pa bërë asnjë veprim, pa punuar etj., i mbërthyer në një vend; që ka ngecur në vend (për njerëzit). *Mbeti (qëndroi) i gozhduar. I mbajti të gozhduar.*
GOZHUP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Një lloj qyrku *pk* mëngë, i b5rë me lëkurë deleje të paqethur, që e veshin zakonisht malësorët; delesh; lëkurçe.
2. Xhaketë prej lëkure, prej doku etj. e mbushur me pambuk; pambukore. *Gozhup i trashë. Gozhup pune.*
GRA,~I45. *sh. i* GRUA,~JA.
\ GRABËS,WE *mb. bised.* Grabitës; vjedhës.
GRABIT jbR-ABIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Marf mekforcë një gjë që i përket dikujt tjetër dhe e bëj timfcrk ia marr a ia heq nga duart me force, plaçkit; rrëjntfej dike me force. *U grabitnin pasurinë (kafshët, par\ttë).*
*2. fig.* I heq dikujt me dhunë mundësinë a të drej-tën për të gëzuar a për të pasur diçka; rrëmbej. *Im-periqlistët u grabitën Hrinë popujve.*
3. *fig.* Bëj për vete dike duke përdorur lajka e më-
nyra të tjera tërheqëse; i rrëmbej a i fitoj zemrën dikujt. *grabiti zemrën (mendjen).*
GRABITEM. *Pës. e* GRABIT.
GRABlTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që grabit diçka që i takon një tjetri a që grabit dike; plaçkitës. *Grabitës i pasurisë. Grabitës i lirisë (i të drejtave). Ban-da I e grabitësve në vendet kapitaliste.*
GRABlTËS,~E *mb.* Grabitqar. për *qëllime gra-bitëse.*
GRABITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GRABIT, GRABITEM. *Grabitja e pasurisë (e parave). Grabitja e lirisë (e të drejtave). Grabitje në rrugë (në mes të ditës).*
GRABITQAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *kryes. sh.* Grup kafshësh të egra (gjitarë, shpendë, peshq, in-sekte), që rrëmbej në kafshë të tjera dhe ushqehen me mishin e tyre. *Grabitqarët e nates.*
*2.* Grabitës.
GRABITQAR,~E *mb.* 1. Që rrëmben kafshë të tjera për t'u ushqyer me mishin e tyre (për disa Hoje kafshësh, shpendësh, peshqish e insektesh). *Kafshë grabitqare. Shpend (peshk) grabitqar.*
*2.* Që bën grabitje, që grabit. *Ushtri grabitqare.*
3. Që synon a që bëhet me qëllim për të grabitur e për të shfrytëzuar popujt e tjerë. *Luftë grabitqare. Politikë grabitqare. Plane grabitqare.*
4. *fig.* Që shpreh lakmi të madhe për të përvetësuar diçka, për të rrëmbyer a për të grabitur. *Sy grabitqar. Vështrim grabitqar.*
GRABOFÇ,~l m. *sh.* ~A, ~AT *mil.* Qenie mito-logjike, që përfytyrohej si një gjarpër i madh e i trashë me dy koka. *Qan me lot grabofçi* përpiqet të mashtrojë e të mallëngjejë të tjerët, duke u shtirë sikur gjoja i dhembset diçka, sikur gjoja është i dësh-përuar e vuan; qan me lot krokodili.
GRABUJË,~-A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël bujqësore me dhëmbë metalikë të kthyer dhe me një bisht të gjatë prej druri, që shërben për të mbledhur barin, kashtën etj.; krehër, dhëmbës. *Nfbledh me grabujë (barin, kashtën, gjethet).*
GRABULLOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Grabujë.
GRACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Qëndismë me gjil-përë, që bëhet në fund të këmishës, te mëngët, te jaka etj.; dantellë. *Këmishë me graca.*
GRACKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Mjet i ndërtuar në mënyra të ndryshme, që përdoret për të zënë kafshë të egra, zogj, minj etj.; kurth, çark. *Grackë për të zënë zogj. Ngre një grackë. Zë me grackë.*
*2. fig.* Dredhi që i kurdiset dikujt pas shpine me keqdashje për ta vënë në një gjendje të rrezikshme a të vështirë; kurth. *Ra në grackë. E shtiu (e futi) në grackë. Kurdisi një grackë. Shpëtoi nga gracka.*
GRAÇOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Fundosem në baltë. *Graçoi kali.*
2. *vet. veto HI.* Shembst toka, humbet. *Graçoi toka (vendi).*
3. *fig.* Bie ngushtë, marr rrugë të keqe, bie në një gjendje të vështirë, bie në Hum. *Graçoi djali.*
GRADË,~A i . *sh.* ~A, ~AT dhe ~Ë, ~ËT.
1. *sh.* ~Ë, ~ËT. Njësi e matjes së temperatures, tështypjes atmosferike etj.; shenja me vijë ose me shi-fër në një aparat a në një vegël që shërben për të ma-tur temperaturën, shtypjen atmosferike etj.; shkallë. *Gradat e termometrit (e barometrit). Dy grade nën zero. Në temperaturën njezet grade.*
2. *sh.* -~Ë, ~ËT *gjeom.* Njësi e matjes së këndit ose të harkut, e barabartë ms një të treqindegjashtë-dhjetën pjesë të rrethit (simboli °); shenja me vijë ose me shifër në një aparat a në një vegël që shërben për të matur këndet ose harqet. *Grade këndore (har-kore). Kënd nëntëdhjetë grade.*
3. *sh. ~A, ~>AT bised.* Tennometër. *Vë (heq) gradën.*
*4. sh.* ~Ë, ~IËT. Njësi e matjes së dendësisë së një Iëngu ose të sasisë së alkoolit në të. *Sa grade është kjo raki?*
5. *sh.* ~'Ë, ~ËT *gjeogr.* Njësi matjeje e barabartë me një të treqindegjashtëdhjetën pjesë të paralelit a të meridianit. *Grade gjeografike. Grade e gjerësisë veriore (jugore).*
*6. sh.* ~\A, <^AT *usht.* Secila prej shkallëVe të hie-rarkisë ushtarake; emërtimi i çdo shkalle dhe shenja dalluese e

saj (në ushtritë që kanë shkallë të tilla). *Grade oficeri. Grade kohneli. Heqja e gradave.*
7. *sh.* <->Ë, ~ËT *muz.* Secili tingull në shkallën mu?ikore që shënohet me shifër nga nota e ulët deri në më të lartën. *Grada e parë (e dytë, e tretë...).*
8. *sh.* ~\A, ~>AT. Emërtim që i jepet një punonjësi shkencor a mësimor ose një specialisti të lartë të pro-dhimit pasi ka plotësuar kërkesat e shkallës së parë a të dytë të kualifikimit pasuniversitar. *Grada shkencor e vkandidat i shkencave" (fdoktor i shkencave").*
9. *sh.* <-$ ~IST *mat. shih* SHKALLË, ~ Ai". *Ekuacion i grades së parë (së dytë).*
It). Rend a hallkë në një sistem të shkallëzuar; shkallë, instance. *Gjykim i grades së parë (së dytë).*
11. *fig.* Shkallë, gjendje; cak. *Në gradën e fundit* në gjendje shumë të rëndë a shumë të keqe. *Në ç'gra-dë ka arritur puna? Gjer me një fare grade.*
GRADË ~_A H • *sh.* ~A ~AT *krahin.* I. Çer-dhe zogjsh nëpër drurë. *Grade zogjsh.*
2. Trine e rrumbullakët prej dcgësh, për të çelur mëndafsh.
GRADtM,-^I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GRADOJ, GRADOHEM. *Gra-dimi i oficerit. Gradimi i topit. usht. Gradimi i shënjes-trës. usht.*
2. *bised.* Dokumenti që përmban vendimin për t'i dhënë një grade a një detyrë më të lartë një puno-njësii *erdhi (i doli) gradimi. Mori gradimin.*
3. *kryes. sh.* Shkalla në të cilën është vënë një aparat, një instrument, shënjestra etj. për të punuar sipas kërkeses. *Kontrolloi gradimet e shënjestrës.*
GRADISHTË,~A *sh.* ~A, ~-AT *hist., arkeol.* Qytezë; rrënojat e një qyteze.
GRADOHEM *Vetv. I. usht.* Marr një grade më të lartë se ajo që mbaja në hierarkinë ushtarake, hipi një grade me lart.
2. *bised.* Marr një detyrë të re më të lartë nga ajo që kisha (për nëpunësit).
3. *Pës. e* GRADOJ.
GRADOJ *kal.,* ~-'OVA, *~tiXR.* 1. *usht.* I jap një grade më të lartë nga ajo që mbante në hierarkinë ushtarake (në ushtritë e vendeve ku ka grada). *E gra-duan kolonel.*
*2. bised.* E caktoj ujë nëpunës në një detyrë më të lartë nga ajo që kishte.
3. Vë në një grade a në një shkallë të caktuat një aparat, një instrument, shënjestrën etj.; përcaktoj gradën a shkallën e një aparati etj. *Gradoj aparatin. Gradoj shënjestrën.*
GRADOSH,~I *m.* 1. Lloj rrushi i zi e kokërrmadh. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Rrush gradosh.*
GRADUAL,~E *mb. libr.* Që bëhet shkallë-shkallë, që nuk bëhet menjëherë, shkallëzor. *Ndryshim (kalim) gradual. Shndërrime graduate. Në mëny'rë graduate* gradualisht. *Ngushtimi gradual i dallimeve midis qy-tetit e fshatit.*
GRADUALtSHT *ndajf. libr.* Në mënyrë graduale, pak nga pak, shkallë-shkallë. *Bëhet (zhrtllohet) gradualisht.*
GRADIES,'^I *m. sh. ", <^IT usht.* Ushtar i ar-tilerisë, i përgatitur për gradimin e armës (të topit, të mortajës, të kundërajrorit etj.), të djegores së pre-dhës, mines etj. *Graduesi i topit.*
GRAFf,'-'A. *gjuh.* 1. Tërësia e shenjave të shkrimit që përdoren në një a në disa gjuhë; tërësia e llojeve të shkronjave të dorës e të shtypit që përdoren në një gjuhë; shkrimi. *Grafia latine. Grafia e gjuhës shqipe.*
*2.* Lidhja që ka sistemi i shenjave të shkrimit me sistemin fonetik të një gjuhe. *Veçoritë e grafisë së shqipes.*
GRAFlK,~U *m. sh.* ^Ë, -^ËT. 1. Tabelë e ndarë në disa katrorë a në disa shtylla, ku me anë të vijave ose të figurave paraqitet gjendja dhe ecuria e një pune a dukurie, zhvillimi i një veprimtarie, luhatjet e temperatures që vihen re gjatë një sëtnundjeje etj. *Gra-fiku i punës. Grafiku i punimeve (i prodhimit, i mbjell-jeve, i korrjeve, i garave). Grafiku i temperatures.*
*2.* Plan pune me tregues të qartë e të përpiktë për sasinë e punës dhe për kohën që i duhet dikujt për të kryer një detyrë. *Grafik ditor (javor, mujor). Reali-zimi i grafikut. Punon sipas grafikut (me grafik).*
GRAFlK,~E i *mb. 1.* Që paraqet me anë vi-jash e figurash gjendjen dhe ecurinë e një pune a të një dukurie, zhvillimin e një veprimtarie, luhatjet e temperatures gjatë një sëmundjeje etj. *Pasqyrë grafike. Paraqitje grafike.*
*2.* Që pasqyron në mënyrë të qartë e të përpiktë sasinë e punës dhe kohën që duhet për ta kryer këtë. *Plan grafik.*
GRAFlK,~E ii *mb. art.* Që ka të bëjë me gra-flkën, që i përket grafikës, i grafikës. *Artet grafike. Ekspozitë (punime) grafike. Stil grafik.*
GRAFlK,~E in *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me grafinë, që i përket grafisë, i grafisë. *Sistemi grafik. Shenjë grafike.*
GRAFIKË,~A . 1. *art.* Gjini në artet figurative që i paraqet sendet, njerëzIt etj. me anë vijash të holla e të trasha, pa përdorur ngjyra; vepër në pikturë, që është punuar sipas kërkesave të kësaj gjinie; *përmb.* tërësia e këtyre veprave. *Grafike e lire (e zbatuar). Grafika shqiptare. Ekspozita e grafikës.*
*2. gjuh. shih* GRAFI,~A.GRAFlKlSHT i *ndajf.* Me anë të një grafiku, me grafik. *Paraqitet grafikisht zhviltimi i ekonomisë në RPSSh.*
GRAFlKlSHT n *ndajf.* Me anë të shenjave grafike. *Paraqet tingujt grafikisht.*
GRAFIT,~I *m. min.* 1. Mineral shumë i hutë, me ngjyrë hiri të errët në të zezë, lloj i karbonit të kris-talizuar që përdoret për të bëtë lapsa, bojra, në elek-troteknikë etj.
2. Lënda në trajtën e një teli, e përgatitur nga ky mineral, që i vihet brenda lapsit. *Grafiti i lapsit.*
GRAFULLIM,~I m. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes GRAFULLOJ. *Grafullimi i ujit (i qumështit, i kafesë).*
GRAFULLOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. 1. *vet. veta III.* Rrit vëllimin, ngrihet e derdhet jashtë enës kur valon (uji, qumështi etj.). *Grafullon uji (qumështi). Grafullon kafeja.*
2. *fig.* Bërtas i nxehur, flas me zë të lartë dhe me inat, shfryj nga inati. *Pse grafullon ashtu?*
GRAH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Nxit një kafshë (kalin, qetë etj.) duke e shpuar, duke i bërtitur etj. që të ecë m: shpejt; b:j diçka që të ecë me shpejt; nis a ngas shpejt një automjet, biçikletën etj. *grah kalit. U grah qevs. U grah deleve. I grah makinës. I grah me shkop.*
2. Lëviz me shpejt duart a këmbit për të bërë një punë; shpejtoj një punë, filloj të punoj shpejt; i jap. *Grahu duarve (këmbëve).'*
3. *jokal.* Nisem menjëherë e me vrap për diku; iki me vrap.
4. *jokal. kryes. vela III.* Vjen shpejt e me shu-micë, vjen përnjëherë, vjen dallge-dallgë a grupe-
grupe, grumbullohet me shumicë, vërshon. *la grahu turma.*

5. *fig. bised.* I vihem me vrull e me Zell të madh një pune, i futem me gjoks a i vë gjoksin punës. *grahu punës.*
*-k* Ua grahu këmbëve iku me vrap, krisi e iku, ua mbathi këmbëve.
GRAHE,'-'JA. *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Armë e vjetër zjarri, teke.
GRAHËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që u grah kafshëve (kuajve, qeve etj.).
GRAHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GRAH.
GRAHMË,~A. *sh.* ~A, —AT. 1. Fryma e fundit para vdekjes, heqë; çasti kur njeriu është duke vdekur. *Grahmat e vdekjes. Në grahmat e fundit. Dha grahmën* vdiq.
2. Erë e keqe a e rëndë që të zë frymën, duhmë. *Grahma e hudhrës (e gajës, e djersës, e plehut). Grahma e djathit.*
3. Britmë, ulërimë. *Grahmë habie. Lëshoi një grah-më.*
GRAHMËZ,~A . *tnjek.* Sëmundje që të godet e të merr frymën menjëherë; pika. *ra grahmëza.*
GRAHUQ,~E *mb.* I mysët. *Dërrasë grahuqe.*
GRAM,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njësi e matjes së peshës, e barabartë me peshën e një centimetri kub ujë të pastër në tempër at urën 4° Celsius *(shkurtimi %);* guri i peshores që ka këtë peshë. *Një gram. Peshon dyqind gramë. Një mijë gramë bëjnë një kilogram.*
2. *fig.* Diçka e paktë, sasi shumë e vogël, thërrime, çikëz. *Nuk mbeii asnjë gram. Nuk lëshon asnjë gram. Pesë gramë mend ka* është fare i papjekur; është shumë mendjelehtë.
GRAM,~I H "“. *bot.* Bims barishtore shumë-vjeçare me kërcell të nyjëzuar e zvarritës, me gjethe të sheshta, të holla e të gjata, që rritet i shtrirë për to-kë bishkë më të lashtat, m; bimët prashitëse ose anës arave dhe që përdoret si ushqim për bagëtinë; krisje. *Gram i trashë. Gram zvarritës. Rrënjët e gramit. Shkul gramin.*
GRAMAFON,~I m. *sh.* ~A, ~AT. Aparat për riprodhimin e muzikës a të tingujve me disqe. *Pllaka gramafoni. Gjilpëra gramafoni. Koka e gramafonit. Radio me gramafon. Vë (dëgjoj) gramafonin.*
•*k* Gramafon i prishur *përb. shih te* PRISHUR (I, e).
GRAMAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Cope metali me pesha të ndryshme (1 kg, 500 g, 100 g, 50 g etj.), që shërben për të peshuar diçka në peshore, gur peshe. *Gramarë tunxhi (hekuri). Kutia e gramarëve.*
GRAMATIKAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *gjuh.* Ai që merret me studime në fushën e gramatikës. *Grama-tikanët shqiptarë.*
GRAMATIKË,~A . *gjuh.* 1. Tërësia e rregullave të ndryshimit të trajtave të fjalëve në një gjuhë dhe të lidhjes së fjalëve në fjali. *Gramatika dhe leksiku. Gramatika e gjuhës shqipe. Rregullat e gramatikës. Studioj (zotëroj, njoh) gramatikën e një gjuhe.*
2. Degë e gjuhësisë që studion këtë lërësi rregullash (ndryshimin e trajtave të fjalëve, ndërtimin e tog-fjalëshave e të fjalive) one që përbëhet nga dy pjesë — nga morfologjia e sintaksa. *Gramatika shkencore (historike, krahasuese). Gramatikë normative (për-shkruese).*
3. Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Gramatika e shkollave pedagogjike (e klasës së pestë). Libri i gramatikës. Provimi i gramatikës. Bleu gramatikën. U botua një gramatikë e re.*
GRAMATIKlSHT *ndajf. gjuh.* Nga pikëpamja e gramatikës, sipas rregullave të gramatikës, me mjetet e gramatikës, nga ana gramatikore. *Është ndërtuar gramatikisht drejt.*
GRAMATIKOR,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me gramatikën e një gjuhe, që i përket gramatikës, i gramatikës; që vështrohet e vlerësohet nga ana e gramatikës, që është karakteristik për njësitë e për ka-tegoritë e gramatikës. *Rregulla (norma, struktura) gramatikore. Njësi (kategori, marrëdhënie, lidhje) gramatikore. Kuptimi gramatikor. Mjete gramatikore. Studime gramatikore. Gabim gramatikor. Nga ana (nga pikëpamja) gramatikore.*
GRAMATURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sasia e diçkaje që shprehet në gram e që caktohet si masë për të përgatitur një gjellë, një bar etj., pesha e diçkaje, e shprehur në gram. *Gramaturë e lartë (e ulët). Gramatura e kafesë (e sheqerit).*
GRAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. Shkrim e këndim; shkollë. *Njeri me (pa) gramë. Mësoi gramë. (Nuk) dinte gramë.*
2. Shkronjë.GRAMISHTË,~A *sh.* ~A, ~AT. Vend që ka shumë gram, vend me gram.
GRAMJE *mb.* Dardhë gramje: datdhë që bën kokrra të gjata, të cilat piqen në verë.
GRAMOR,~E *mb. bot.* Që lidhet me gramoret, qe i përket families së gramoreve, që bën pjesë në familjen e gramoreve. *Bimë gramore. Kulturat gramore.*
GRAMORE,~T. *vet. sh. bot.* Familje bimësh njëthelbore, kryesisht barishtore, me kërcell të rrum-bullakët, zakonisht fyl përbrenda e të nyjëzuar, me lule të grumbulluara në kalli a në trajtë fshese, si grami, gruri, misri, elbi, thekra, tërshëra etj.
GRAMSHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Gramshi ose ai që e ka prejardhjen nga Gramshi.
GRAM3HA'K,~'E *“>b.* Që lidhet me Gramshin ose me gramshakët, që është karakteristik për Gram-shin ose për gramshakët, i Gramshit ose i gramsha-këve; që është krijuar nga gramshakët. *Burrë gramshak. Grua gramshake. Veshje gramshake.*
GRAMSHALESH *ndajf.* Përzier a ngatërruar njëri me tjetrin; lesh e li, rrëmujë. *E bëri gratnshalesh.*
GRAMSHALESH *kat.,* ~A, ~UR. *1.* Përziej keq disa gjëra, i bëj lëmsh, i bëj lesh e It.
2. Fut grindje midis dy a me shumë vetave, nga-tërroj keq dy a me shumë veta. *gramshaleshi ata të dy.*
GRAMSHALESHEM *vetv.* Grindem me dike, zihem; përleshem, kacafytem. *U gramshaleshën të dy.*
GRAMUJË,~I *m. bot.* Gram që rritet në këneta a në vende me lagështirë e me ujë.
GRANAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *min.* Gur i çmuar, zakonisht në ngjyrë të kuqe të errët, që gjendet kryesisht në shtresat ranore dhe që p5rdoret për përgatitjen e letrës së zumparasë, për gurët mprehës etj.
GRANATAHEDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ushtar që përdor granatahedhësen e lufton me të. 2. Granatahedhëse.
GRANATAHEDHËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET *usht.* 1. Armë zjarri e posaçme, që hedh granata në largest të afërt kundër trupave dhe mjeteve të ndrysh-me luftarake, kundër objekteve të fortiflkuara etj. *Ushtri e pajisur me granatahedhëse. U shkatërruan dy granatahedhëse.*

2. *si mb.* Që shërben për të hedhur granata. *Armë (mortajë) granatahedhëse.*

GRANATË,~A . *sh.* ~A, -'AT. 1. *usht.* Predhë e posaçme, në trajta të ndryshme, e mbushur me lëndë plasëse dhe e pajisur mi një siguresë, që përdor luftëtari, duke e hedhur zakonisht ms dorë, për asgjësimin e trupave ose të mjeteve të ndryshme të luftimit që gjenden në largest të vogla. *Granata kun-dërtanke. Granatë dore. Hedh granata. Plasi granata. Me pushkë e me granata.*

2. *sport.* Mjet në trajtën e një shisheje, që atleti përpiqet ta hedhë sa m5 larg në garat sportive. *Hedhja e granatës.*

GRANIL,~I *m.* Lëndë e forte ndërtimt, e për-gatitut me gurë të vegjël të thyer, *ms* çimento etj., më të cilën shtrohen dyshemetë, shkallët e ndërtesave, oborret etj. *Pllaka granili. Shkallë granili.*

GRANIT,~I *m.* ~E, ~ETww. 1. Shkëmb shumë i forte, i përbërë nga kristale kuarci, mike etj. *Granit i kuq (i zi, ngjyrë hiri). Monument graniti. Si bllok graniti. I forte si graniti. Qëndron si shkëmb graniti.*

*2. përd. mb. fig.* Shumë i forte; i paepshëm, i pa-mposhtur. *Grusht granit. Rini granit.*

GRAPCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Copëz e vogël që i hiqet një sendi kur e gdhendin, gdhendël e imët; shenja e thelluar që mbetet në një send nga kjo gdhendje. *Bëj grapca në dru.*

GRAPCOJ *kal, yOVA,* ~UAR *krahin.* 1. Kaf-shoj pak me dhëmbë diçka, i heq diçkaje një cope të vogël me dhëmbë. *Grapcon bukën (mollën, gësh-tenjën).*

2. Gdhend pak e nga pak (drurin etj.). *Grapcoj drurin.*

GRARl,~A *përmb.* Gjithë grate, tërësia e grave të një shtëpie, të një fshati etj. *Graria e fshatit. U mblodh graria. Filloi këngën graria.*

GRARISHT *ndajf.* Sipas mënyrës së grave, siç e kanë zakon grate, si grate. *Këndojnë (kërcejnë) gra-risht. Vishen grarisht. E lidhin shantinë grarisht.*

GRARlSHTE *mb.* Që është për gra, që përdoret nga grate, që u takon grave; që bëhet nga grate. *Rroba (këpucë) grarisht e. Valle (këngë) grarishte. Fjalë (shprehje) grarishte. Punë grarishte.*

GRAStM,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. Vepriffli sipas kuptimeve të foljeve GRASOJ, GRASOHET. *Gra-simi i makinës (i tornos, i pushkës). Pompa e grasimit. Bëj grasimin* grasoj.

GRASIM,~I H *M.* Përkore, qokë (në të ngrënë enëtëpirë).

GRASO,~JA . Lëndë veshtullore dhe e lyrshme në ngjyrë të verdhë, të kuqërreme ose të zezë, që përdoret për të Iyer makinat, mekanizmat ose pjesët e tyre, në mënyrë që të punojnë me mirë dhe të ruhen nga ndryshku, nga lagështia etj. *Kuti grasoje. Graso për makina. Lyej (bëj) me graso.*

GRASOHET. *Pës. e* GRASOJ *x*.

GRASOJ *i kal.,* ~OVA, ~UAR. Lyej me graso një makinë, një mekanizëm ose pjesët e tij, në mënyrë që të punojnë me mirë dhe të ruhen nga ndryshku, nga lagështia etj. *Grasoj makinën (motorin, rrotat). Grasoj pushkën.*

GRASOJ H *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Jam i
përkorë, përmb ahem në të ngrënë e në të pirë.

GRASHINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore zvarritëse e kacavarëse me kërcell të degë-zuar, me gjethe çift e me lule ngjyrëmanushaqe ose të verdha, që lidh bishtaja IJU fara të zeza dhe që dëm-ton drithërat e sidomos grurin, por është ushqim i mirë për bagëtinë; secila nga kokrrat e bishtajave të kësaj bime. *Grashina leshatake. Grashina lulemadhe. Gra-shina gjethehollë. Bishtaja e grashinës. Grurë me gra-shinë. Qëroj grashinën. Pastroj grurin nga grashina.*

GRAT,~I *m. bised.* 1. Dobi, përfitim; duk. *Nxjerr grat. (Nuk) ka grat. I ka grat puna dikuj t* i ka duk puna.

2. *vjet.* Qejf. *Bënte gratin e tij. E kishte me grat.*

GRATÇOR,~E *mb.* Pjellor. *Tokë grat core.*

GRATSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka grat, që lea duk; që mjafton për shumë veta a për mjaft kohë, i bollshëm. *Grurë (oriz) i gratshëm. Prodhim* i *gratshëm.*

2. Pjellor. *Tokë e gratshme.*

3. *fig.* I dobishëm, i frytshëm, frytdhënës. *Punt e gratshme.*

GRATH, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dhëmb i thyer, dhëmb i mprehtë a me majë, që të pengon në gojë. *la shpon gjuhën grathi. Ka një grath.*

2. Dhëmbëz. *Grathet e sharrës.*

3. Kashta e lirit.

4. Fije kashte ose qime e shkurtër dhe e forte që të shpon si gjemb, qime e ashpër, kreshtë (e derrit etj.)- *Grathët e derrit. U shpova te një grath.*

GRATHATEL,~I m. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Grathatë.

GRATHATË,~A . *sh.* ~A, ^AT *bot.* Shkurre e vogël me degë të holla e të dendura, me gjethe si hala, që çel lule në ngjyrë trëndafili, të cilat shërbejnë si kullotë e mirë për bletët.

GRATHË-GRATHË *mb.* Dhëmbë-dhëmbë; dhëm-bëza-dhëmbëza.

GRATHËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *bot., vjet.* Gjembaç.
Iu be grathël *dik ush* iu ngjit si ferrë dhe nuk i ndahet, iu be ferrë, iu be rrodhe (për dike që të bezdis).

GRATHËT (i,e) *mb.* I forte e me majë si gjemb; i ashpër (për qimet, leshin etj.). *Lesh i grathët. Qime të grathëta. Flokë të grathët.*

GRATHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Pastroj lirin nga grathi, qëroj grathin e lirit. *Grathoj lirin.*

GRATHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *fet., vjet.* Zhgun i vjetër prej pëlhure të ashpër; brez i trashë e me nyje që vishnin murgjit e shërbyesit e fesë gjatë kohës së pendesës (në kishën katolike). *Veshi gra-thoren.*

GRAVITET,~I *m. fiz. shih* RËNDESË,~A *v it* Qendra e gravitetit *shih te* QENDËR,~RA.

GRAVCRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *art.* 1. Arti i gdhendjes mbi sipërfaqen e sheshtë të një sendi të forte (prej metali, guri, druri etj.) me anën e një dalte a të lëndëve kimike, për ta zbukuruar atë, për ta për-dorur për riprodhimin e një vepre grafike etj. *Gravurë në gur (në dru, në metal, në shkëmb).*

2. Vizatim a mbishkrim i gdhendur në sipërfaqen e sheshtë të një sendi të tillë, si edhe riprodhimi i tij në letër; *përmb.* tërësia e veprave të këtij lloji. *Gravurë e bukur. Gravurë me ngjyra. Ekspozita e gravurës.*

GRAZHD,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vend i veçantë, i rrethuar me gardh, me mur ose me dërrasa, brenda në stallë ose pranë saj, ku u hidhet bari a kashta kuaj-ve, mushkave etj. dhe gjedhit; stallë. *Grazhdi i lopëve (i kuajve).*

*2.* Ushqimi (kashtë, bar, gjethe etj.). që u hidhet bagetive në stallë. *E hëngrën grazhdin.*

3. *krahin.* Gardh i forte buzë një lumi, një përroi etj., për të mbrojtur token nga gërryerja; pendë. *vuri një grazhd.*

4. *fig. keq.* Mjedis i papaster, ku ushqehet e bru-moset dikush për qëllime jo të mira. *Në grazhdin imperialist (revizionist).*
5. *fig. bised.* Burimi i të ardhurave. *Iu pre grazhdi.*
Është për t'u lidhur në grazhd *dikush* është i trashë nga mendja, është hajvan; duhet trajtuar si kafshë, sepse kështu sillet e vepron.
GRAZHDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që kuj-deset për ushqimin e bagetive në stallë dhe për mirë-mbajtjen e grazhdit. *Grazhdari i kooperativës.*
2. Kale shale.
3. *si mb.* ~, ~E. Që ushqehet rregullisht në grazhd, që mbahet e rritet me kujdes (zakonisht për kuajt). *Kale grazhdar.*
GRAZHDIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GRAZHDOJ, GRAZHDOHET. *Grazhdimi i lopës (i kaut, i kalit, i gotnarit).*
GRAZHDOHEM *vetv.* 1. *thjeshtligj.* Ha mire, ngopem. 2. *Pës. e* GRAZHDOJ.
GRAZHDOJ *kal.,* "^OVA, ~UAR. I shtic ushqim (kashtë, bar etj.) bagëtisë së trashë në grazhd, kuj-desem për ushqimin e bagëtisë së trashë në stallë. *Grazhdoj lopën (kaun, kalin).*
GREBCSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zgërbonjë. *Gre-bush gështenje (rrapi, list).*
GREHCLL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Pyll i dendut me kaçuba e me ferra; shkorret.
GREK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Banor vendës i Greqisë ose ai që e ka prejardhjen nga Greqia. *Gre-kët e Vjetër.*
*2. bised.* Pjesëtar i forcave pushtuese greke ose përfaqësues i qarqeve qeverit(ire shoviniste greke. *Synimet shoviniste të grekëve.*
GREK,~E *mb.* Që lidhet me Greqinë ose me grekët, që është karakteristik për Greqinë ose për grekët, i Greqisë ose i grekëve; që është krijuar nga grekët. *Qytetet greke. Gjuha greke. Valle (këngë) greke. Kul-tura (letërsia) greke. Mitologjia greke. Konjak grek. Uzo greke.*
GREKOMADH,~E *mb.* 1. Që është përpjekur a përpiqet për krijimin e një Greqie të madhe, duke i zgjeruar kufijtë e saj me toka të banuara nga kombësi jo greke; që ka përkrahur a përkrah një ide e synim të tillë. *Borgjezia grekomadhe. ShoVinizmi grekontadh. Politikë grekomadhe.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Synimet (përpjekjet) e grekomëdhenjve.*
GREKOMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* 1. Ai që nën ndikimin e shkollës e të kishës greke kishte hum-bur ndjenjat atdhetare dhe përkrahte politikën e pro-pagandën shoviniste greke (sidomos në shek. XIX).
2. si *mb.* ~, ~E. Që ka të bëjë me grekomanët, i grekomanëve. *Borgjezia grekontane. Kleri grekoman. Agjentët grekomanë.*
GREMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Greminë.
GREMINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend (grope, përrua etj.) i thellë me anë të thepisura, zakonisht në mal, në mes shkëmbinjve etj.; humnerë, hon. *Greminë e thellë. Greminat e maleve. Në fund të gre-mines. Ra në greminë.*
2. *fig.* Shkatërrim i plotë, humbje, zhdukje. *Shkoi në greminë. Ecën drejt greminës.3. fig.* Hendek i thellë që ndan forcat a grupet e ndryshme shoqërore, dallim i madh. *Greminë klasore. I ndan një greminë.*
•*k* Ra në gremini pësoi një humbje a fatkeqësi të madhe. E hodhi nS greminë *dike* i shkatërroi jetën, e çoi në një gjendje shumë të keqe. Është në buzë të greminës (të humnerës) është në prag të shkatërrimit të plotë ose të një humbjeje a fatkeqësie të madhe.
GREMIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E rrëzoj dike për-dhe, duke e penguar gjatë ecjes; rrëzoj dike nga një vend i lartë; shtyj dike me force dhe e rrëzoj në një përrua, në një grope etj.; e hedh a e lëshoj poshtë. *E gremisi nga shkallët (nga shkëmbi). E gremisi në përrua.*
2. *bised.* Shemb diçka, shkatërroj plotësisht. *E gremisi shtëpinë tërmeti.*
3. *fig. bised. Petzë,* dëboj. *E gremisi nga shtëpia.*
GREMISEM *vetv.* 1. Rrëzohem përdhe nga një vend i lartë; bie përdhe gjatë ecjes, pasi pengohem në diçka; bie poshtë në një përrua, në një grope etj. *U gremis në rrugë. U gremis në përrua. U gremis nga shkallët. U gremis nga shkëmbi. Mbaje fëmijën, se mos gremiset!*
2. *fig. bised.* Iki a largohem pa dëshirën time nga një vend a nga një punë, shporrem. *Gremisu që këtej!*
3. *Pës. e* GREMIS.
GREMISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GREMIS, GREMISEM.
GREN,~'I *m. sh.* ~'Ë, —ËT. Veza e fluturës së krimbit të mëndafshit.
GREP,'~'I *m. sh. ~A.,* -~AT. 1. Cope e vogël teli të forte, me majë të mprehtë si shigjetë e të kthyer si grremç, që lidhet në fund të një spangoje a filli tjetër të hollë dhe përdoret si mjet për të zënë peshk. *Grep çeliku. Grep me një majë (me dy maja). Si grep. Pesh-koj me grep.*
2. Shtizë e hollë metali, me majë pak të kthyer, që përdoret për të thurur triko, çorape, dantella etj. *Grep* i *madh (i Vogël). Punon me grep. Epunon grepin* di të punojë me grep. *Danielle e punuar me grep.*
3. Kunj prej metali ose prej druri, me majë të kthyer, që shërbsn për të varur a për të kapur diçka; çengel; kanxhë. *Grepi i kandarit. Grepi i mishit. Grepi i pusit. Var në grep.*
4. *det., bised.* Çengeli i anijes. *Lëshoi grepin.*
5. Sfurk plehu. *Grep plehu. Ktheu plehun me grep-*
6. *\arb.* Pirun. *Ha me grep.*
7. Karficë flokësh. - *mban flokët me grep.*
8. Reze për të mbyllur derën, dollapin etj. *Grepi* i *derës (i dritares, i dollapit). I vë grepin. Mbyll me grep.*
9. Filiz i ri që del mbi tokë nga rrënja a nga fara e një bime. *Nxjerr grepa misri.*
10. *zool., krahin.* Zhuzhingë.
*H. fig. keg., thjeshtligj.* Ai që vjedh zakonisht sende të vogla, vjedhës xhepash; ai që përpiqet të zhvatë sa me shumë përfitims nga të tjerët me mënyra mash-truese, zhvatës. *Është grep i madh.*
*it. fig. keq., thjeshtligj.* Njeri dorështrënguar, kop-rrac *S" nxjerr gjë nga grepi.*
*13. fig. keq., thjeshtligj.* Ai që të ngjitet pas e s'të ndahet, ai që të bshet ferrë. *Iu be grep.*
\+ U be (si) grep u dobësua shumë, ra shumë nga shëndeti. Ra në grep u mashtrua, u gënjye prej dikujt, ra në kurth. E hodhi grepin *dik u* ia vuri syrin diçkaje dhe përpiqet të nxjerrë përfitime. Ia hodhi grepin *dikujt* ia vuri syrin dikujt dhe përpiqet tashtjerënë dorë. Është grep *wb. keq.* është hamës i madh. Jam (rri) në (ndër) grepa kam një hall të madh që me mun-don vazhdimisht e që nuk me lë të rri i qetë; s'rri dot i qetë, rri si mbi gjemba. Nuk i kap grepi është jashtë mundësive a forcave të tij, nuk ka mundësi të bëjë (një punë, një detyrë etj.). Ia nxjerr me

grep (me grepa) fjalën (përgjigjen) ia nxjerr dikujt me shumë Vështirësi fjalën ose atë që ai di, ngaqë ky nuk dëshiron ta thotë ose ngaqë nuk e di mirë, ia nxjerr me zor, ia nxjerr me dare.

GREP *kal.,* ~<A, ~JR *thjeshtligj.* 1. Vjedh gjëra të vogla; vjedh. *E grepi mirë e mirë dhe iku. 2.* Zhvat.

GREPÇ,~I *m. sh. ~JA,* ~<AT *zool., krahin.* Akrep. *Grepç* i *zi. Helmi i grepçit.*

GREPOJ *kal.,* ~OVA, ~IJAR. 1. Zë a kap peshk me grep.
2. Nxjerr diçka nga një vend i ngushtë me anë të një grepi. *Grepoj gëzhojën nga pushka.*
3. Shpoj me gjilpërë a me diçka tjetër vendin e kafshuar nga gjarpri që të rrjedhë gjak. *E grepoi lopën në këmbë.*

GREPTË (i,e) *mb.* Që ka trajtën e grepit, që është si grep; i kërrusur. *Tel i greptë. Hundë e greptë.*

GREQISHT *ndajf.* Në gjuhën greke. *Fliste greqisht.*

GREQlSHTE,~JA. Gjuhë e familjes indoevro-piane që flitet nga grekët. *Greqishtja e vjetër (e re).*

GREQlZËM,~'MI *m. sh.* >->MA, ~MAT. Fjalë ose shprehje që ka hyrë në gjuhën shqipe a në një gjuhë tjetër nga gjuha greke.

GRERË,~A . *sh.* -JA, ~AT *zool.* Grerëz.

GRERËZ,~A . *sh.* —A, ~-AT *zool.* 1. Kandërr si bleta, po me trup më të vogël e më të hollë, në ngjyrë të verdhë e me vija të zeza, që ka një thumb helmues; arëz. *Grerëza e kumbullës (e dardhës, e mollës). Pole grerëzash. Thumbi i grerëzës. E thumboi (e pickoi) grerëza.*
*1. fig.* Ai që kërkon t'u bëjë keq të tjerëve, njeri i lig, keqbërës. *Jshte një grerëz.*
*k* Fole grerëzash (arëzash) *keq.* çerdhe njerëzish të ligj që punojnë për t'u sjellë të këqija të tjerëve; çerdhe njerëzish të këqinj që zihen e grinden sa t'u hanë kokat njëri-tjetrit.

GRESË,'~'A *sh.* ~>A, ~AT. 1. Rrush i papjekur, aguridhe.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Rrush gresë.*
*3. përd. mb.* Që nuk ka arritur ende kohën e për-shtatshme për t'u mbjellë (për token). *Tokë gresë,*

GRESTË (i,e) *mb.* I papjekur; i thartë (për rrush in). *Rrush* i *grestë.*

GRETH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* I. Arëz me trup të madh, me ngjyrë të murrme në të kuqe, me bark të verdhë e me një thumb helmues; grerëz. *Fole grethash. E pickoi grethi.*
*2. fig. keq., bised.* Spiun.3. *përd. ndajf.* Plot e përplot, mbushur plot. *Është greth hardhia. Janë greth degët me kokrra.*
+ Fie me gretha lëviz shumë kur fie, bën gjumë shumë të shqetësuar.

GRETHAC,~I m. Lloj ulliri që bën kokrra të.gjelbra e me pak vaj; ulli që nuk i pjek mirë kokrrat.

GREVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndërprerje e punës për një kohë të caktuar, që organizohet nga punë-torët ose nga punonjës të ndryshëm të një dege të ekonomisë, të një ndërmarrjeje ose të administratës shtetërore në vendet kapitaliste e revizioniste për t'i detyruar kapitalistët të përmbushin kërkesat ekonomi-ke të tyre ose për të detyruar qeverinë e klasat shfrytë-2uese të përmbushin kërkesat politike të masave pu-nonjëse. *Grevë e përgjithshme. Grevë ekonotnike (politike). Grevë e punëtorëve (e nëpunësve, e studentëve). Vale grevash. Grevë ndenjur. Shpërthimi (fillimi) i grevës. Shtypja (thyerja) e grevës. Shpallën (bine) grevë. U hodhen në grevë.*

GREV"ËTHYES,~I *m. sh.* ~, ~IT *përb.* 1. Agjent i kapitalistëve në radhët e klasës punëtore, i cili për-piqet të sabotojë grevën dhe të përçajë lëvizjen greviste; ai që kundërshton të marrë pjesë në grevë, ai që vazhdon të punojë në kohën e shpalljes së grevës ose ai që pranon të punojë në vend të punëtorëve që janë në grevë.
2. Tradhtar i interesave të klasës punëtore e të re-volucionit; përçarës i lëvizjes revolucionare të klasës punëtore.

GREVËTHYES,~'E *mb. përb.* 1. Që saboton grevën, që përpiqet të përçajë lëvizjen greviste; që kundërshton pjesëmarrjen në grevë, që vazhdon të punojë në kohën e shpalljes së grevës ose që pranon të punojë në vend të atyreve që janë në grevë. *Punëtor grevë-thyes. Sindikata grevëthyese.*
2. Tradhtar; përçarës. *Politike grevëthyese.*

GREVtST,—'I *m. sh.* ~1£, ~ËT. Ai që merr pjesë në një grevë, ai që bën grevë. *Kërkesat e grevistive. Lufta e grevistëve.*

GREVIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me grevën dhe me grevistët; që merr pjesë në një grevë. *Levizje (luftë) greviste. Punëtor grevist.*

GREZHË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Qime të forta që u dalin burrave në mjekër.

GRI *mb.* 1. Që ka ngjyrën e hirit, i hirtë; i përhimtë-2. *si em.* ~, ~JA. Ngjyra gri.

GRIBË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Krehër i gjerë.
2. Grabujë.
3. Një lloj rrjete për të peshkuar.
Bëhet gribë a) thahet shumë (për token, bimën etj.); b) shkatërrohet krejt, prishet.

GRIFË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *mit.* Kafshë e madhe që përfytyrohej si përbindësh me krahë, me trup luani dhe me kokë shqiponje (në mitologjinë antike).
2. *zoo!.* Shpend i madh grabitqar, me trup ngjyrë-kafe të ndezur, me kokë e qafë të bardhë, me sqep të madh e të forte, që ka në këmbë nga katër kthetra, jeton në shkëmbinj ose nëpër pemë të vetmuara dhe ushqehet me kërma.

GRlFSHË,~A . *sh.* —A, ~-AT. 1. *zool.* Zog me i madh se harabeli, me ngjyrë të murrme e me çafkë në kokë, që nxjerr një zë të çjerrë. *Çafka e grifshës. Zëri i grifshës. Çirret si grifshë.*
2. *fig. shar.* Grua a vajzë llafazane e grindavece, që çirret e bërtet shumë kuc fl,et. *Grifshë e keqe!*
3. Dhi e larme.

GRtGJË,~'A . *sh.* —A, ~AT. 1. Tufë dhensh; kope. *Grigjë dhensh. Ruan (kullot) grigjën.*
2. (?., *vjet.* Tërësia e besimtarëve të krishterë të një fshati, krahine etj.
3. *përd. ndajf.* Tufë; ms shumicë. *U bënë grigjë limonat sivjet.*
• Si vathe pa grigjë *shih te* VATH'Ë,~A.

GRIH *kal.,* ~A, ~UR. Mpreh thikën, briskun, sëpatën, kosën etj. me grihë. *Grih thikën (briskun).*

GRIKEM *vetv.* 1. Grindem keq me dike, zihem e rrihem, therem, vritem. *U therën e u grinë! U grinë e u prenë.*
2. Pësoj humbje të mëdha (në njerëz ose në material), dërrmohem. *U gri armiku.*
3. *fig. bised.* Harxhoj shumë për të bare diçka. *U grinë nga paratë.*
4. *bised.* Bëj diçka me shumë dëshirë, me zell e përpjekje, mundohem shumë, lodhem së bëri diçka (përdoret

zakonisht në bashkëlidhje me emrat prej-foljorë asnjanës). *U gri së punuari (së kërcyeri, së ngrëni, sëfoluri). U gri në punë.*
5. *Pës. e* GRIJ 1-3,5.
*if* Grihet me vete vuan përbrenda, e bren diçka vazhdimisht (një mendim etj.).
GRIHET. *Pës. e* GRIH.
GRIHË,~'A . *sh.* ~A, ~AT. I. Gur i ashpër, me përbërje të veçantë, që përdoret për të mprehur thika, brisqe, sëpata, kosa etj. *Mpreh me grihë.*
2. Qostër.
GRIHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që mpreh thika, brisqe, sëpata etj. me grihë. 2. Grihë. *Mpreh me grihës.*
GRIHËS,~E *mb.* Që përdoret për të mprehur thika, brisqe, sëpata etj. (për një lloj guri). *Gur grihës.*
GRIHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve GRIH, GRIHET. *Grihja e thikës (e briskut). Grihja e sëpatës (e kosës).*
GRIHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Grih, mpreh. *Grihoj thikën (briskun).*
GRIJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Pres diçka nëcopa shumë të vogla me thikë a me brisk, copëtoj diçka imët në makinë, në rende etj., e bij copa shumë të vogla; bluaj. *Grij duhanin. Grij lakra (patate, qepë, mollë). Grij mishin. Grij hollë (trashë). Grij me thikë (me rende). Grij me makinë mishi.*
2. *vet. veta III.* E ha pak e nga pak, e gërryen nga[5]-dalë, e bren. *Krimbi grin drurin (dërrasën). Mola grin rrobat. Ndryshku e grin hekurin. Soda i grin çarçafët.*
3. *bised.* Vras një numër të madh njerëzish a kaf-shësh (me shpatë, me pushkë, me mitraloz etj.); dëm-toj në masë, shfaros krejt. *griu me pushkë (me mitraloz, me top). I griu me shpatë. I griu sëmundja (ko-lera, murtaja). I griu pemët breshri (ngrica).4. vet. veto III fig. (me një trajtë të shkurtër të për-emrit vetor në r. kallëzore).* Me dhemb shumë diçka; me shqetëson a me ngacmon shumë diçka, me godet diçka me force; me mundon, me bren diçka përbrenda e s'më lë të qetë. *E griu barku (koka). I grinë mushko-njat. Me griu era (tëftohtët). E griu uria* ka shumë uri. *Me griu malli* kam shumë mall. *E grin përbrenda. E grin ndërgjegjja.*
5. *fig. bised.* Bëj që të harxhojë shumë, e faros krejt. *E griu nga paratë. Na griu nga vaji (nga sheqeri, nga gjalpi).*
6. *fig. bised.* Fitoj shumë. *Grinte para.*
7. *fig. bised., keq.* Flas shumë dhe pa vend, Hap kot. *Grin mbarë e prapë. Grin gjithë ditën. Grin a s'grin!*
8. *fig. thjeshtligj.* E njoh shumë mirë një shkencë a një fushë të caktuar të dijes, jam shumë i zoti në një shkencë a në një fushë të caktuar të dijes; e di shumë mirë një Iëndë që mësoj në shkollë. *E grime gramatikën. Ai të grin në matematikë (në kimi).*
Grin lakër (sallatë) flet shumë dhe kot; Hap kot. Me grinë zorrët kam shumë uri. Korr e grin *shih te* KORR.
GRIKËLL,~LLA . *sh.* ~LLA, ~LLAT *zool.* Bregcë.
GRILË,~A *sh.* -~>A, ~-AT. 1. Kanat i lëvizshëm me fletë të holla prej druri ose prej Iënde plastike, që vendoset jashtë dritares dhe që ngrihet e ulet ose hapet e mbyllet kur të dëshirojmë, për të penguar ose për të lejuar diellin e dritën të hyjnë brenda. *Hap (mbyll) grilën. VI grilat.*
2. Thurims ms shufra hekuri që shërbsn si derë; mur ndarës ose parmak me shufra hekuri. *Grila e hyrjes.*
GRILL, ~I i m. 1. Lloj guri i butë e petë-petë, me ngjyrë të hirtë, që thërrmohet lehtë.
2. Tokë që nuk prodhon, grillishtë.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Tokë (vend) grill.*
GRILL, ~I H *m. bot.* Shkurre zbukuruese, e cila rritet deri në dy metra e lartë, me gjethe trifle-tëshe e me lule të verdha në trajtë vileje, që lidhin fry-te si bishtaja.
GRlLLË,-'A *sh.* <-^A, ~AT *zool.* Rose e egër me trup më të vogël se pëllumbi, që rron në tufë.
GRILLlSHTË,^A . Tokë a vend me grill; tokë joprodhuese, që nuk mban vlagë, tokë grillore.
GRILLOJ *kal., r^O\A,* ~UAR. E grij a e bëj pluhur me lime, thërrmoj.
*it* U grilloi kokën u mori mendtë duke folur shumë dhe kot, ua lodhi kokën me llafe të kota.
GRILLOR,~E *mb.* Që ka grill, që përbëhet prej grilli, me grill; që nuk prodhon, që nuk mban vlagë. *Tokë grillore.*
GRIM,-'I *m.* 1. Tërësia e mjeteve të ndryshme (kremi, lapsat me- ngjyra, mustaqet, mjekra etj.), që përdoren nga aktori për të ndryshuar pamjen e tij në përshtatje me rolin që luan; makijazh.
2. Mjeshtëria e përdorimit të mjeteve të ndryshme kozmetike për të ndryshuar fytyrën a pamjen e di-kujt; makijazh. *Përdor grimin.*
GRIMASË,^A. *sh.* ~A, <-<AT *libr.* Shtrembërim i pavullnetshëm ose me qëllim i tipareve të fytyrës që shpreh një ndjenjë (dhembje, neveri, përbuzje etj.); rigërdheshje. *Grimasë dhembjeje (neverie). Bëngrimasa.*
GRIMCA-GRIMCA *ndajf.* Në shumë grimca, në thërrmija të vogla. *Bëj grimca-grimca.*
GRIMCË,~'A . *sh.* ~A, -~'AT. 1. Cope shumë e vogël e ushqimeve (e bukës, e djathit etj.), që mbetet zakonisht kur hamë; thërrime, dromcë. *Grimca buke (djathi). Bën grimca.*
*2. zakon. sh.* Pjesë shumë të vogla të një sendi; thërrime, thërrmija. *Grimca pluhuri (metali, guri, akulli).*
3. *spec.* Molekulë; atom ose një pjesë përbërëse e tij; thërrmijë. *Grimca elektrike. Grimca alfa (beta). Grimca elementare. Grimcë e ngarkuar. Grimcë e pangarkuar.*
*4. gjuh., vjet.* Pjesëz. *Grimcë pyetëse.*
5. *përd. ndajf.* (së bashku me numërorin një). *shih* GRIMË,~<A 2-
GRIMCIM,~'I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GRIMCOJ, GRIMCOHET. *Grimcimi i bukës (i djathit). Grimcimi i dheut (i tokës). Shkalla e grimcimit.*
GRIMCOHET *vetv.* 1. Ndahet në grimca të vogla, bëhet grimca-grimca; thërrmohet. *Grimcohet buka.* ' *Grimcohet dheu.*
2. *Pës. e* GRIMCOJ.
GRIMCOJ *kal.,* ^OVA, ~UAR. E ndaj në grimca të vogla, e bëj grimca-grimca, e ndaj në thërrmija; e bëj thërrime (bukën, djathin etj.). *Grimcoj bukën (djathin). Grimcoj dheun.*
GRlMË,~'A . *sh. r~>A,* ~AT. 1. Grimcë buke, djathi etj., thërrime.
2. *përd. ndajf.* Shumë pak, një thërrime, një fije (përdoret së bashku me numërorin një). *Një grime. për një grime* a) për shumë pak kohë; b) për pak gjë. *Në një grime* në cast. *Një grime here. Një grime shpresë. Prit një grime!*
3. *përd. ndajf.* Fare, aspak (përdoret zakonisht së bashku me përemrin asnjë). *S'frynte asnjë grime erë. S"kishte asnjë grime shpresë. S'hëngri asnjë grime.*

*ic* Sa grima a) shumë pak kohë, fare pak; b) shumë i vogël, fare i vogël. E beri cope e grime (cope, thërrime, cope e çikë, cope e kothere, cope e thërrime) *shih te* BËJ.
GRIMOHEM *vetv.* 1. Bëj grim për të ndryshuar pamjen në përshtatje me rolin që luaj (për aktorët). 2. *Pës. e* GRIMOJ.
GRIMOJ *kal,* ~5VA, '-'CAR. I bëj grim një aktori për të ndryshuar pamjen e tij në përshtatje me rolin që luan. *Grimoj aktorin.*
GRIND *kal.,* '-A, -UR. Nuk e lë të qetë, e mërzit dike diflce e sulmuar me f jalë fyese, sharëse ose me f jalë të tjera të këqija; fut në grindje, bëj të grinden dy a me shumë veta. *E grindte të motrën (të vëllanë). E ka grindur tërë jetën. Ai i grindi.*
GRINDAMAN,~E *mb.* Grindavec.
GRIND AN JOZ,~E *mb.* Grindavec. *Fëmijë grin-danjoz.*
GRINDAR,~E *mb.* Grindavec. GRINDAVEC,~E *mb.* 1. Që grindet vazhdimishtdhe i mërzit të tjerët, që kërkon a i pëlqen të grindet edhe për gjëra shumë të vogla, që shkakton griadje vazhdimisht. *Fëmijë grindavec.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit t8 mbiemrit. *Ësht i grindavec i madh.*
GRINDEM *vetv.* 1. Bëj fjalë me dike, zihem a hahem me fjalë me dike; zihem. *V grindën keq. U grindën me fjalë. U grindën kot (për hiçmosgjë). Grindet më të gjithë.*
2. Qaj, bërtas, përplas këmbët (për një fëmijë kur është i sëmurë ose kur është i shqetësuar). *Grindet fëmija. Është grindur tërë natën (tërë ditën).*
3. *vet. veto 111.* Leh (për qenin); hungëron. *Grindet qeni. Grindet dent.*
4. *vet. Veto III fig.* Fishkëllin, uturin (për erën). *Grindet era.*
*-k* U grindën (u znnS, a shani) për mustaqet e Çelos *shih te* MUSTAQE,~JA. I grinden trutë *dikujt* është në mëdyshje, nuk di Ç'të bëjë.
GRINDËS,~E *mb.* Grindavec.
GRINDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GRIND, GRINDEM.
2. Zënkë me fjalë midis dy a me shumë vetave; mosmarrëveshje midis partive politike, shteteve etj. *Grindje familjare. Grindje politike. Ka grindje. Ndez (mbjell) grindje. Hyn (futet) në grindje. Shuan grind-jen.*
GRIND3EMBJELLËS,~E *mb. libr.* Që shkakton grindje, që mbjell grindje, që fut në grindje dy a me shumë veta, dy pale etj.
GRIP,~I i *m. mjek.* Sëmundje ngjitëse, që shkaktohet nga një virus, që shfaqet me pezmatim të organeve të frymëmarrjes, me ethe, me dobësi të përgjithshme trupore etj. dhe që përhapet zakonisht si epidemi. *Grip i forte (i rëndë). Gripi spanjoll. Vak-sinë kundër gripit. Ka grip. Është me grip. E zuri gripi. Ruhuni nga gripi!*
GRIP,~I ii *m. sh.* ~A, ~AT. Pëllumb i bar-dhë me pika të zeza.
GRfRË (i,e) *mb.* 1. Që është prerë në copa shumë të vogla me thikë, me brisk etj., që është copëtuar në makinë, në rende etj.; i bluar. *Duhan i grirë. Mish* i *grirë. Mollë të grira.*
2. Që është ngrënë pak e nga pak, që është holluar nga përdorimi i gjatë (për rrobat etj.). *Rroba të grira.*
GRIRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që punon me një irnkinë grirëse; ai që grin diçka në copa shumë të vogla. *Grirësit e duhanit.*
GRIRËS,~E *mb.* Që shërben për të grirë diçka (duhan, mish etj.) në copa shumë të vogla. *Makinë grirëse. Mulli grirës. Aftësia grirëse.*
GRlRËSE,~JA . I. ~E, ~ET. 1. Makinë që shërben për grirjen e duhanit, të mishit, të silazhit etj.; havan i posaçëm për të grirë duhanin. *Grirëse duhani. Grirëse mishi. Grirëse frutash. Grirëse silazhi.*
2. Thikë me majë të mprehtë e të kthyer që për-doret për të grirë duhan, mish etj.
3. Rende.
4. *Fem. e* GRIRËS, ~I.
GRlRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve 1-3 të foljes GRU e të foljes GRIHEM. *Grirja e duhanit. Grirja e mishit. Grirja e qepës. Makinë për grirje.*
GRIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bëj copë-copë një letër, një rrobë etj., duke e tërhequr fort e menjëherë; i heq një rrip a një cope diçkaje, duke e kapur në diçka të mprehtë; çjerr, shqyej. *Gris letrën (bileten, fle-toren). Gris këmishën (pantallonat). E grisi copa-copa.*
2. Ha pak e nga pak rrobat, këpucët etj., duke i përdorur për një kohë të gjatë. *E grisi pallton (kos-tumin). 1 grisi këpucët (çorqpet). I (e) grissh me shën-det! ur.*
3. Gërvisht, çjerr. *Gris faqen (krahun, këmbën). Egrisi macja.*
4. *fig.* Nuk e zbatoj një marrëveshje a një zotim, hedh poshtë një marrëveshje. *E grisën marrëveshjen (traktatin).*
5. *vet. veta III fig. poet.* Can, shpërndan; përhapet menjëherë a papritur në një mjedis dhe prish gjendjen e mëparshms. *Dielli grisi rëtë. Drita grisi errësirën. Një britmë e forte grisi qetësinë.*
6. *fig. bised.* Kaloj, kapërcsj; mbaroj e nuk kthe-hem me prapa. *E grisi sëmundjen. Gris jetën. Siç e nisi do ta grisë. fj. u.*
*it* la grisi (ia cori) maskën *shih te* ÇJERR 4. I gcisi zemria (shpirtin) e lëndoi shuml, i shkaktoi dhembje, i cori zemrën. Ferra e nisi, ferra e grisi i Varfër lindi, i varfër vdiq, me halle filloi, me halle tnbaroi. Gris (prish) gjirin, arno pëqirin! *fj.u.* thuhet kur dikush prish a dëmton një punë të madhe e të rëndësishme për të bërë diçka të vogël; prish bucela e bëj kënaçe.
GRISEM *vetv.* 1. Me hiqet një rrip a një cope nga rroba që kam veshur, pasi e kam kapur në diçka të mprehtë etj., çirrem, shqyhem. *V gris në një gozhdë (në një ferrë). U gris daullja.*
2. Gërvishtem, çirrem. *U gris nëpër ferra.*
3. *vet. veta III.* Hahet një rrobs, këpuca etj. pak e nga pak, duke u përdorur për një kohë të gjatë. *Iu grisën këpucët (çorapet, pantallonat). Nuk griset kurrë.*
4. *Pës. e* GRIS.
• Si u nis, ashtu u gris (11 bitis) *shih te* NISEM.
GRISË,~A 1 . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. *vet. sh.* Spica, kalla. *Shtie grisa. 2.* Grindje. *Jane në grisë.*
GRtSË,~A 11 . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. E grisur. *dukej mishi nëper grisa.*
*2. vjet.* Xhep. *Mbush (zbraz) grisat.*
3. Gërvishtje, e çjerrë. *Një grisë e vogël në dorë. Grisë pa gjak.*
GRlSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GRIS, GRISEM. *Grisja e kë-mishës (e këpucëve). Grisja e letrës (e biletës). Grisja e marrëveshjes.*

GRISKËL,~LA. *sh.* ~LA, ~LAT. Luspë peshku. *heq grisklat peshkut.*
• Bar griskle *bot. shih te* BAR,~11.
GRISUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT ("). E çarë a vrimë në rroba, në një letër etj. që bëhet nga grisja; vend i grisur në një rrobë, në një letër etj. *Nuk kishte asnjë të grisur.*
GRISUR (i,e) *mb.* 1. Që është çjerrë a shqyer, pasi është zënë në një gozhdë, në një ferrë etj., që ështëgrisur (për rrobat, letrat etj.). *Rroba të grisura. Mëngë të grisura. Thes i grisur. Vendi i grisur.*
*2.* Që 1 janë grisur rrobat; i bërë copë-copë nga rrobat; i veshur me rroba të shqyera, i leckosur (për njerëzit).
3. Që është ngrënë pale nga pak nga përdorimi i gjatë, që është grisur nga që është mbajtur për një kohë të gjatë. *Çorape të grisura. Këpucë (opinga) të grisura. Me bërryla (me gjunjë) të grisur.*
*k* Thes (harar) i grisur (i shpuar) *shih te* SHPUAR (i, e).
GRISH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ftoj dike të marrë pjesë në një dasmë, në një gosti, në një festë. *Egrishi për dasmë. E grishi për darkë (për ditëlindjen e djalit). Grish në festë.*
2. I bëj thirrje dikujt që të marrë pjesë në një punë a veprimtari të përbashkët, thërres. *Grish për luftë.*
3. *yet. veto III fig.* Josh, tërheq me diçka të kënd-shme, ftoj. *Natyra (deti) na grish.*
GRfSHEM. *Pës. e* GRISH.
GRISHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që fton miqtë në një dasmë, në një gosti etj.; ftesës. *Erdhi grishësi.*
GRISHËS,~E *mb.* 1. Që bën ftesën.
*2.* Që të fton t'i shkosh pranë, duke të joshur me diçka të këndshme; tërheqës, joshes. *Buzëqeshje gri-siëse. Fjalë grishëse.*
GRISHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GRISH, GRISHEM. *Grishje për dasrrtë. Grishje për luftë.*
*2.* Ftesë.
GRITH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Gërvisht, çjerr. 2. *jokal.* Lëshoj një zë të çjerrë. *Grithte sharra. I grithnin mushkëritë.*
GRtVEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me marrin flokët një ngjyrë si të përhime; filloj të thinjem; thinjem. *U griv i tëri. Iu grivën flokët.*
GRlVË *mb.* 1. Që ka qime me ngjyrë si të përhime, që është me qime të përhime e zakonisht të ashpra (për kafshët). *Kale (ka, cjap) grivë. Lopë (dhi, dele, mushkë) grivë.*
*2.* Që sapo ka filluar të thinjet, gjysmë i thinjur. *Flokë grivë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Ah, ç'pelë që ishte! Një grivë e bukur.*
GRIVOL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kale me qime të përhime; emri i fcëtij kali. *hipi grivolit. Ngarkoi grivolin.*
*2. shak.* Burrë gjysmë i thinjur, burrë thin josh; mesoburrë.
3^ *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit.
GRIZATET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Merr të plasur, bëhet plasa-plasa, plasaritet. *Grizatet lëkura. Iu gri-zatën buzët prej erës.*
GRlZGA,~T . *vet. sh. krahin.* Mbeturina kashte (gruri, misri etj.); bërsi rrushi. *Grizgat e rrushit. Griz-gat bëhen pleh.*
GRlZHËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *zool.* La-raskë. *Harron si grizhla çerdhen. fj. u.*
• Është si grizhla është i keqi i vetvetes, ia bën të keqen vetes.
GRIZHLEMZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Grif-she.
GRIZHTË (i, e) *mb.* Që ka ngjyrën e hirit, në ngjyrë hiri të hapët; i bardhemë. *Sy të grizhtë.*
GROBULL,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Koçkull.
GROFOLOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Vend që nuk e zë era, por që e zë dielli; shtrojerë, grope.
GROLL,~E *mb.* Që është i kthyer si kërrabë, që ka trajtën e një kërrabe. *Gjemb groll. Hundë grolle.*
GROLLE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Pjesa e kthyer e kërrabës.
GROMËSIJ *jokal,* ~VA, ~RË. I. Nxjerr nga goja në mënyrë të pavullnetshme e me një zhurmë të papelqyer gazrat që mblidhen në stomak, zakonisht pas ngrënies. *Gromësiu lehtë.*
2. *vet. veta III fig.* Nxjerr një Zhurmë të mbytur si gromësirë; buçet mbytur. *Deti gromësinte.*
GROMËSIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gromësirë.
GROMËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gazrat që dalin në mënyrë të pavullnetshme nga goja e me një zhurmë të papelqyer, zakonisht pas ngrënies; zhurma e papelqyer që shkaktohet gjatë daljes së këtyre gazrave. *Gromësirë e forte. Kam (me vjen) gromësirë. Shkakton gromësirë.*
2. *fig. keq.* Veprim i fëlliqur, punë e ulët, diçka e keqe; poshtërsi. *Kush i ka shkruar këto grotnësira?*
3. *fig. shar.* Njeri i fëlliqur, njeri i keq. *Mos e dëgjo atë gromësirë!*
GROPA-GROPA *mb.* Që ka shumë gropa, që është tërë gropa, me shumë gropa. *Udhë gropa-gropa. Vend (truall, fushë) gropa-gropa. Bëhet gropa-gropa.*
GROPERE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Grope e vogël në tokë; pellgore.
GROPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. E thelluar me përmasa të ndryshme, që është krijuar në tokë vetiu ose që është hapur për qëllime të ndryshme (për të mbjellë pemë, për të ruajtur diçka, për të shuar gël-qeren, për të mbajtur plehun etj.); pjesë e thelluar në sipërfaqen e një sendi; vrimë e madhe dhe e thellë. *Grope e Vogël (e thellë, e cekët). Gropa e zezë* gropa e nevojtores. *Grope predhe. Gropa e plehut (e gëlqeres). Grope kërcimi. sport. Gropat e bilardos. Gropa e zjarrit* gropa ku ndizet zjarri në vatër, vatër. *Gropa e varrit. Grope me ujë. Gropa për ullinj. Buzët e gropes. Fundi i gropes. Rrugë (udhë) me gropa. Mai (kodër, fushë) me gropa. Çelja e gropave. Mbjellje me gropa. Bëj (hap) gropa. U be grope. Mbush gropën. Ra në grope.*
*2. gjeogr.* Fushë e madhe e rrethuar me kodra a me male; vend i gjerë që ka një nivel më të ulët se tokat përreth; pellg. *Gropa e Shkodrës.*
3. Varr *(edhe fig.). Grope e përbashkët. E futën në grope. Ia bëri gropën* a) e vrau, e zhduku; b) i beri një te keqe të madhe, e dëmtoi rëndë, e shkatërroi krejt. *Të bëfsha gropën! shar. Është në buzë të gropes* a) është afër vdekjes; b) është përpara një të keqeje të madhe a përpara një rreziku të madh, është në pra-gun e shkatërrimit a të humbjes. *Kush i bën gropën tjetrit, bie vetë brenda. fj.u.*
4. *anat.* Zgavër në disa pjesë ose në disa organe tëtrupit; zgavra në trupin ose në skeletin e njeriut a të kafshës, ku është vendosur një organ; vend pak i thelluar në një pjesë të trupit. *Gropa e fytit. Gropa e gjurit. Gropa e syrit. Gropa e veshit. Gropa e zentrës. Gropa e dorës (e këmbës). Gropa e kraharorit. Gropa e urisë. anat.* njëra nga dy të thelluarat në fund të bri-njëve, ku zakonisht e shikojnë bagëtinë sa ka ngrënë.
S. *përd. mb.* Që është i thelluar si grope. *Vend grope.*

E bëri grope (vendin) ndenji shumë kohë në një vend. Iu be barku grope (petë, dërrasë) kishte uri të madhe; kishte shumë kohë pa ngrënë. Iu be zemra (barku) grope u hidhërua, u dëshpërua shumë. Gjeti gropën e gurit u mëkëmb shpejt e papritur nga ana ekonomike, ra në kamje të madhe. Kur të shohë gropën e zverkut asnjëherë, kurrë. Grope ajro-re *av.* zone, ku ajri ka një temperature tjetër në krahasim me atë të mjedisit përreth dhe për këtë shkak aeroplani ulet menjëherë me poshtë se lartësia e kursit.
GROPËÇELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Grope e vogël në rrugë, në are etj. *Rruga ishte gjithë gropë-çele. U pengua në një gropëçele.*
2. Gropëza e faqes, qukë. *Gropëçele në faqe. Kur qesh i bëhen faqet me gropëçele.*
GROPËQIQËR,~RA . Lojë fëmijësh me një top të vogël, të cilin çdonjëri nga lojtarët përpiqet ta futë në gropën e shokëve të tjerë. *Luajmë gropë-qiqrën.*
GROPËSIRË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend grope, gropore.
2. Grope me ujë të ndenjur.
3. *gjeogr.* Fushë e rrethuar me kodra a me male, grope.
GROPËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zog.* e GROPË. ~A. *Gropëzat e faqeve. Gropëza e mjekrës. Gropëzat e Use. Gropëz* me *ujë.*
*2.* Gropëqiqër.
GROPËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GROPËZOJ, GROPË-ZOHET.
2. Grope e vogël, gropëz; vend i gropuar.
GROPËZOHET *vetv.* 1. Bëhet me disa gropëza; bëhet gropa-gropa. *U gropëzua muri. U gropëzua fusha e futbollit.*
2. *Pës. e* GROPËZOJ.
GROPËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj një vend me gropa të vogla, e bëj gropa-gropa; gropoj.
GROPlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GROPOJ, GROPOHEM. *Bëj gropimin. Gropimi i kafshëve të ngordhura.*
2. Vend i bërë grope, grope.
GROPISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me gropa, vend grope, gropore. *Gropishtë me ullinj. Kaloj nëpër gropishta.*
GROPOHEM *vetv. 1.* Groposem. 2. *Pës. e* GROPOJ.
GROPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj grope një vend, duke e gërmuar me diçka; e thelloj diçka dhe i jap formën e një grope. *Gropoje edhe pak!*
2. *jokal.* Gërmoj me diçka për të hapur një grope. *Gropoj nën të.*
3. Varros, gropos.
GROPOR,~E *mb.* Që është si grope, që ka gropa, me gropa. *Vend gropor. Tokë gropore.*
GROPORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend grope, vend si grope; gropësirë; vend me gropa.
2. *gjeogr.* Vend jo shumë i gjerë, me një nivel më të ulët se tokat përreth; fushë jo shumë e gjerë, e rrethuar me kodra a me male; grope. *Shqipëria e brendshme ka shumë gropore.*
GROPOS *kal,* ~A, ~UR. 1. E hedh diçka në një grope dhe e mbuloj me dhe ose me diçka tjetër; fut diçka nën tokë për qëllime të ndryshme. *Gropos kash-tën (bykun) për ta bërë pleh. Gropos farën në tokë.*
2. Shtie në dhe dike, varros.
3. *fig.* Bëj që di ush të pësojë një goditje a humbje shumë të rëndë, e shkatërroj krejt dike, i bëj gropën, i bëj varrin dikujt. *E groposën dhe s'ngriti me kokë.*
4. *fig.* E vras dike, e lë të vdekur në vend; e zhduk dike a diçka, e shfaros; i jap fund diçkaje, e përmbys diçka një here e përgjithmonë. *E groposi me një të shtënë. E groposem të kaluarën.*
5. *fig.* Pushoj së menduari për dike a për diçka, nuk e kujtoj me, e heq mendjen përgjithmonë nga diçka, e lë fare në harresë. *E groposi dashurinë. I groposi idealet (dëshirat, ëndrrat) e dikurshme.*
6. E bëj grope një vend, e thelloj në forme grope, gropoj.
GROPOSBM *vetv.* 1. *usht.* Vendosem në një grope ose hap një llogore dhe futem brenda për të mos u dukur ose për t'u mbrojtur nga predhat e armikut gjatë luftimit. *Zunë pozicionet dhe u groposën. U groposën në llogore.*
2. Vritem, vdes.
3. *vet. veta III.* Thellohet, futet me thellë në zgavër (për disa organe në trupin e njeriut ose të kafshëve). *Sytë i qenë groposur.*
4. *Pës. e* GROPOS.
GROPOSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GROPOS, GROPOSEM.
GROPOSUR (i, e) *mb.* 1. Që është hedhur në një grope dhe është mbuluar me dhe; i varrosur, i futur nën dhe. *Kufoma (kafshë) të groposura.*
2. *usht.* Që është futur në llogore a në një strehim nën tokë për t'u mbrojtur ose për të mos u dukur. *Tank i groposur.*
3. Që është futur thellë në zgavër (për disa organe në trupin e njeriut ose të kafshëve); që nuk është i mbushur me mish, që i kanë dalë kockat (nga sëmund-ja, nga të pangrënët etj.). *Me sy të groposur. Me faqe të groposura. Me fytyrë të groposur.*
GROPSHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Ai që i bën me paramendim një të keqe dikujt, ai që dëshiron t'i bëjë gropën tjetrit, ai që i bën varrin tjetrit.
GROPTË (i, e) *mb.* Që është në trajtë grope, që është si grope; që është me gropa, gropa-gropa.
GROPTHI *ndajf.* Luajmë gropthi: luajmë gropë-qiqrën.
GROPUAR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë grope, që është thelluar dhe është bërë në trajtë grope.2. Që ka gropa, që është gropa-gropa. *Vend i gro-puar.*
3. Që është futur thellë në zgavër (për organet c trupit); i groposur. *Me sy të gropuar.*
GROSIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Tregtar i madh, tregtar grosist.
GROSIST,~E *mb.* Që shet mallra me shumicë; që merret me tregtinë e mallrave me shumicë; i mall-rave që tregtohen me shumicë. *Tregtar grosist. Tregtia grosiste. Baza grosiste.*
GROSH, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Monedhë turke, që përdorej edhe në vendin tone, me Vlerë dyzet para ose sa një e njëqindta e Iirës turke. *S'bën (s'vlen) asnjë grosh* nuk vlen fare, është pa asnjë vlerë. *S'ka asnjë grosh.*
*k* Me polli (me ndezi) groshi (belaja) *me dike shih te* PJELL. Shëndoshë me grosb *vjet.* thuhej nga ata që mendonin se s'ka ç'të duhet shëndeti, kur e ke xhepin bosh. E bën groshin kacidhe *shih te* KACIDHE, ~JA. Dy grosh oka (pesë para oka) *mospërf. shih te* OKË,~A. I ka fjalët me grosh (ka fjalë e grosh) është shume i kursyer në fjalë; flet pak, por me vend. Futet pesë para në grosh

ndërhyn atje ku nuk i përket, fut hundët kot në punët e të tjerëve.
GROSHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Monedhë ar^jendi, që vlente një grosh.
2. *zakon. sh.* Para argjendi që përdoreshin si stoli nga grate ose varëse me para të tilla që e përdornin gr'atë si stoli. *Nuseve u varnin grosharë.*
GROSH4RE,~JA I . *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Groshar.
2. Dele me pulla të kuqe ose kafe në turi; dele me pikla. *Humbigrosharja.*
GROSHARE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET. *shih* GROSHORE,~JA.
GROSHATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Groshar.
GROSHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Me dalin pikla të kuqe të errëta në fytyrë, në duar ose në trup, mbushem me preka (zakonisht në muajt e verës etj.). *Iu grosh fytyra. U grosh fëmija. U grosh nga dielli.*
*2.* Ngjirem, me zihet zëri.
GROSHË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Fasule. *Groshë të thata (të njoma). Groshë qorre. Groshë të kuqe. Groshë ntishi. bised.* mashurka. *Groshë qeni. bised.* fasule lara-lara.
2. Thjerrëz.
4. Lëng groshë *mospërf.* njeri pa vlerë a pa rëndësi. Është si grosha shtatë javë nuk është në gjendje të ar-syetojë a të gjykojë si duhet, është fare i papjekur.
GROSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka pikla në turi, që është me pikla (për delet, dhitë etj.). *Dele (dhi) e groshme.*
GROSHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Bimë ba-rishtore njëvjeçare që rritet nëpër livadhe ose nëpër ara të mbjella më të lashta, me kërcell të përdredhur e me gjethe të vogla e të holla, që çel lule të kuqërreme dhe bën fryte si bishtaja. *Groshëza i dëmton të lashtat.*
2. Thjerrëz.
GROSHILË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Modhull.
GROSHNAJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Vend i mbje-llë me groshë, groshore.
GROSHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend i mbjellë me groshë; ngastër e mbjellë me groshë.
2. Vorbë e vogël me bark të gjerë për të zier groshë.
GROTESK,~U *m. let., art.* Mënyrë e paraqitjes artistike të gjërave reale e të dukurive të jetës duke i zmadhuar tepër e me qëllim disa anë të tyre, duke dhënë kontraste të forta e të papritura ose figure artistike e krijuar në këtë mënyrë; vepër letrare ose ar-tistike ku përdoret kjo mënyrë. *Mjeshtër i groteskut. E ka çuar deri në grotesk.*
GROTESK,~E *mb. let., art.* Që ka të bëjë me groteskun, që është krijuar me mënyrat e groteskut. *Figure (karikaturë) groteske. Personazh grotesk. Ko-medi groteske. Stil grotesk. Në mënyrë groteske.*
GROVIQE,~JA . *gjell.* Kulloshtër bagëtie, e gatuar me miell dhe e pjekur në tepsi.
GROZHËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *bot.* Bimë barishtore kacavarëse, me kërcell të hollë e të përdredhur, që çel dy-tri lule në një vend me ngjyrë vjoll-ce të hapët dhe që e bën frytin si bishtajë të mbushur me kokrra të vogla e të rrumbullakëta.
GRUA,~JA. *sh.* GRA, GRATË. 1. Njeri i seksit femeror; femër në moshë të pjekur që dallohet nga Vajza. *Grua e re (e bukur). Grua e martuar (e thyer, plakë). Grua shtëpiake. Grua punëtore. Grua trime. Zë (fytyrë) gruaje. Të drejtat e grave. Rroba (veshje, çorape, këpucë) grash. Punë grash. Rrobaqepësi për gra. Gjysmë gruaje* grua në moshën rreth 40-45-vje-çare. *U rrit vajza, u be grua. Luftuan edhe grate si burrat.*
*2.* Bashkëshortja e një burri, e shoqja. *Gruaja e parë (e dytë). Burrë e grua. Grua pa burrë. bised.* grua e ve. *Motra (tezja) e gruas. E mori për grua. Ka grua të mire. V nda nga gruaja. E la gruaja. Men sa një grua një grua. bised. i* ndan shpesh grate, merr një grua e lë një tjetër.
3. *vet. nj.* Tërësia e grave, gjithë grate bashkë; organizata e grave në një vend. *Gruaja punëtore (fsha-tare). • Gruaja shqiptare. Organizata e gruas. Këshilli i gruas. Emancipimi i gruas. Ngritja e gruas në përgje-gjësi.*
Ato të grave *euf. shih tek* ATO. Gruaja (e bija) e botës *shih te* BOTË,~A *y.*
GRUAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është i dhënë shumë pas grave, ai që përpiqet t'u pëlqejë grave.
GRUÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* Koçani i misrit.
GRUHAT (GRUHAS) *kal,* ~A, ~UR. Pastroj grurin pasi është shirë.
GRUMBUJ-GRUMBUJ *ndajf.* Në disa grumbuj, në grupe, grupe-grupe. *Dalin (mblidhen, vijnë) grum-buj-grumbuj.*
GRCMBULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Tërësi sendesh të hedhura një mbi një pa rregull; kapule sendesh që janë vendosur a rrasur njëri pranë tjetrit; shumicë gjërash ose dukurish të pasistemuara. *Grum-bull gurësh (drush). Grumbull plehu (rëre, dëbore). Grumbull letrash. Grumbull resh. Grumbull shiëpish. Grumbull të dhënash (njohurish, ngjarjeshj. Mbledh një grumbull gjtrash.*2. Grup njerëzish, turmë; grup njerëzish a kaf-shësh që janë mbledhur pa rregull në një vend, tufë. *Grumbull njerëzish (nxënësish, burrash). Grumbull peshqish (kafshësh, delesh).*
3. *përd. ndajf.* Në grup, mbledhur bashkë, si tufë, së toku, tok; mbledhur shuk, si grusht. *Ecin (nine, mblidhen) grumbull. Flulurojnë grumbull. U be grumbull* u mblodh shuk, u mblodh grusht.
+ la dha grumbull *dikujt* ia tha cope të gjitha, s'i la gjë pa thënë, ia numëroi të tëra.
GRUMBULLlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GRUMBULLOJ, GRUM-
BULLOHEM. *Grumbullimi i barit (i drithit). Grum-bullimi i bimëve mjekësore. Grumbullimi i vezë've (i qumështit). Grumbullimi i materialit. Grumbullimi i vullnetarëve. Grumbullimi i përvojës. Vendi i grumbu-llimit. Qendër grumbullimi. Grumbullimi i kapitalit. ek. Bëj grumbullimin.*
2. Sasi lëndësh, sendesh, qeniesh etj. të mbledhura bashkë pa ndonjë rregull të caktuar, grumbull. *Grum-bullim ujërash.*
3. Veprimtari shtetërore për mbledhjen e pro-dhimeve bujqësore e blegtorale sipas rregullave të caktuara; *bised.* ndërmarrja që merret me këtë veprimtari. *Dyqani i grumbullimit. Organet e grumbullimit. Ndërmarrja e grumbullimit. Çmimi i grumbullimit. I çuan në grumbullim.*
4. *kryes. sh.* Sende a mallra që grumbullohen. *Shpërndarja e grumbullinteve.*
+ Grumbullimi i detyrueshëm më-nyra e sigurimit të sendeve ushqimore (bujqësore e blegtorale) në forme detyrimi, që përdori shteti ynë në vitet e para pas Çlirimit për të furnizuar në më-nyrë të organizuar punonjësit e qyteteve e të qendrave të prodhimit industrial.
GRUMBULLOHEM *vetv.* 1. Bashkohem në grup më të tjerë në një vend, formoj më të tjerë një grum-bull a një grup për qëllime të caktuara. *U grumbu-lluan rreth*

*zjarrit. V grumbulluan te sheshi. Janë grutn-bulluar shumë njerëz.*
2. *sport.* Marr pjesë në një skuadër a në një ekip dhe bëj stërvitje të organizuar para një ndeshjeje, një kampionati etj. *U grumbulluan në ekipin kombëtar.*
3. *vet. veta III.* Vjen nga një ose nga disa anë dhe mblidhet në një vend. *Grumbullohet uji nëpër rezer-vuarë. Grumbullohen retë.*
4. *vet. veta III (zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me mblidhet mjaft punë që duhet bërë, me shtohet puna etj. *Me është grumbulluar puna.*
5. *Pës. e* GRUMBULLOJ.
GRUMBULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Mbledh në një vend diçka (sende, lëndë të ndryshme), vë një mbi një ose njërin pranë tjetrit, bsj a vë grumbull; mbledh. *Grumbulloj barin (drutë, gurët, dëborën). I grumbulluan librat. Grumbulloj ujë në grope.*
2. Mbledh grumbull njerëz ose kafshë, bëj që të mblidhen në një vend; përqendroj. *Grumbulloj nxë-nësit (studentët). Grumbulluan trupat (ushtarët). I grumbulluan në oborr.*
3. Mbledh, marr andej-këtej të dhëna, materiale etj. për një qëllim të caktuar. *Grumbullon fakte (materiale, të dhëna). Ka grumbulluar prova.*
4. Mbledh ushqime të ndryshme për t'i ruajtur
ose për t'i përdorur në kohën e duhur; vë diçka më-njanë për ta përdorur me vonë, mbledh. *grumbullon për dimër. Grumbullon forca (energji).*
5. Mbledh në kohën e duhur, sipas rregullave të caktuara e sipas një plani, nga fshatarët ose nga koo-perativat prodhime bujqësore e blegtorale për të plo-tësuar nevojat e popullit e të ekonomisë socialiste. *Grumbullojnë drithin (mishin, vezët, qumështin). Grumbullon bimë mjekësore.*
6. Shtoj diçka pak e nga pak; fitoj. *Grumbullon para (mill). Grumbullon përvojë (dije, njohuri, forca). Grumbulloi pike.*
GRUMBULLOR,~E *mb.* I. Që ka trajtë të num-bullakët, i mbushur, si top. *Me fytyrë (me faqe) grumbullore.*
2. *bot.* Që rritet e bëhet në trajtë kaçube; që ka shumë degë të grumbulluara si tufë, që ka trajtën e një tufe, tufshak. *Pemë (arrë, dardhë) grumbullore. Lule grumbullore.*
3. *fin., vjet.* I përgjithshëm. *Shuma grumbullore.* • Re grumbullore *shih te* RE,~JA.
GRUMBULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Send në trajtë të rrumbullakët, diçka në trajtë rruzulli.
2. *vet. sh. bot.* Drurë me degë të grumbulluara në trajtë tufe, drurë që rriten si kaçubë; bimë që i bejnë lulet të grumbulluara si vile.
GRUMBULLUES,~l *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që merret me grumbullimin e diçkaje. *Grumbullues i bimëve mjekësore. Grumbullues i kërmijve.*
2. *vjet.* Punonjës i një ndërmarrjeje të grumbullimit; nëpunësi i grumbullimit të detyrueshëm të prodhimeve bujqësore e blegtorale (në vitet e para pas Çlirimit). *Grumbulluesi i drithërave. Puna (detyrat) e grumbulluesve.*
3. *spec.* Aparat që shërben për grumbullimin e diçkaje; pjesë e një mekanizmi a makinerie që grumbullon diçka. *Grumbullues energjie. Grumbullues i gazrave (i avullit). Grumbullues kashte.*
GRUMBULLUES,~E *mb.* Që ka të bëjë me grumbullimin, që merret mi grumbullimin e diçkaje; *vjet.* që merrej me grumbullimin e detyrueshëm të prodhimeve bujqësore ose blegtorale (në vitet e para pas Çlirimit)- *Ndërmarrja grumbulluese. Organet grumbu-lluese.*
GRUNABARDH,~I m. Lloj gruri me kalli të madh e me hala të gjata, që bën kokrra në ngjyrë si të bardhë.
GRUNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Are e mbjellë me grurë, grunishtë; grunjërat, gruri. *Ra drapri në grunaja.*
GRUNAMADH,~I *m. bot.* Bimë mjekësore, me kërcell të drejtë, me gjethe të këmbyera si të tërfilit, që bën lule ngjyrëkafe, të bashkuara në vile dhe me erë të mirë.
GRUNAR,~I *m. sh.* ~-Ë, ~ËT. Hambar ku ruhet gruri, hambir për drithë, drithnik. *Grunar i ri. I ka grunarët plot (bosh).*
GRUNESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, që rritet nëper ledhet e arave e në gurishte, me lule ngjyrë vjollce e me gjethe të trasha e pushatake, të cilat përdoren në mjekësinë popullore për mjekimin e pjesëve të vrara a të shem-bura të trupit dhe për plagët.GRUNlSHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Are e mbjellë me grurë, grunajë. *Korrja e grunishtave.*
GRUNOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Rritem e arrij në moshën e gruas (për vajzat), kaloj periudhën e vajzerisë dhe bëhem grua.
GRUNOR,~E *mb.* Që është mbjellë me grurë. *Are (tokë, fushë) grunore.*
Bimët grunore *bot.* Tërësia e bimëve barishtore njëvjeçare me kërcell si cilindër, të zbrazët e me nyja, me lule të grumbulluara në kalli, që bëjnë fryte njëthelbore (si gruri, thelcra, elbi etj.).
GRUNORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Are e mbjellë me grurë, grunishtë. *Grunoret ishin të mbara. 2. vet. sh. bot.* Bimët grunore.
GRCNJËRA,~T . *vet. sh. 1.* Llojet e ndryshme të grurit. *Grunjëra që piqen shpejt. Grunjëra që i qën-drojnë thatësirës.*
2. Gruri që është mbjellë dhe që ka mbirë në are, arat e mbjella me grurë. *Grunjëra të pakorrura. Ple-hërojnë grunjërat. Blerojnë (zverdhojnë) grunjërat. U\ poqën (u korrën) grunjërat.*
3. Bimët grunore.
GRUNJËSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bima e grurit që ende nuk ka formuar kalli; bima e grurit që ende nuk ka lidhur kokrra; kashtë gruri.
GRUNJTË (i, e) *mb.* 1. Që është bërë prej gruri, prej gruri; i grurit. *Miell i grunjtë. Bukë e grunjtë. Kulaç i grunjtë. Kashtë e grunjtë.*
2. Që ka ngjyrë si të grurit, që është në ngjyrë kafe të hapur. *Fytyrë e grunjtë.*
3. *përd. em.* GRUNJTA,~T (të) . *vet. sh.* Arat e mbjella me grurë, grunjërat. *Të grunjtat i kemi të mbara.*
GRUP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Një numër nje-rëzish, kafshësh ose sendesh që janë mbledhur së bashku në një vend? grumbull frymorësh a sendesh. *Grup i vogël (i madh). Grup femijësh (të rinjsh, stu-dentësh, sportistësh, vullnetarësh). Grup aeroplanësh (anijesh). Bisedë në grupe. Ndaj në grupe.*
2. Tërësi sendesh, qeniesh a dukurish, të bashkuara sipas një tipari a cilësie të përbashkët; tërësia e pjesëve a e veglave të një makine a të një mekanizmi që kryejnë së bashku një punë të caktuar, agregat. *Grup elektrik. Grup thithës. Grup i mbyllur. Grup bimor. Grupi i ku-rrizorëve.*

*Grupi i viruseve. Grupet e muskujve. Grup zanoresh. Grup gjuhësh. Grup transformatorësh. Grup frigoriferi (radioje).*
3. Tërësi njerëzish që kanë pikëpamje, ide, qëHime e interesa të përbashkëta ose profesion të njëjtë; tërësi njerëzish të organizuar së bashku, që kryejnë të njëj-tën punë a veprimtari. *Grup shoqëror. Grup komunist. Grtip antiparti. Grup trockist (fraksionist, armiqësor). Grup etnik. Grup artistik (teatral, folkloristik). Grup letrar. Grup monopolist (financiar). Grup parlamentar. Grup gjeologësh (mjekësh, naftëtarësh). Grupi i punës. Grupi i valleve. Prona e grupit* prone kolektive, prone kooperativiste.
4. *usht.* Njësi ushtarake, zakonisht në artileri, e përbërë prej disa baterish; batalion. *Grup artilerie. Komanda e grupit.*
5. *radio.* Një numër i caktuar shenjash, që shë-nojnë disa shkronja ose shifra.
6. *përd. ndaj.* Si një tufë e vetme, grumbull. *Dolën grup.*
Grupedukativ *hist, shih tek* EDUKATIV, ~E. Martesa me grupe *etnogr. shih te* MAR-TESË,~A. Gr u p gjaku *biol.* një nga të katër tipat e gjakut te njeriu dhe te kafshët, me cilësi të veçanta të rruazave të kuqe dhe të serumit. Grup skulpturor *art.* vepër skulpture që paraqet një grup tërësor njerëzish ose figurash sipas një ideje a teme të caktuar.
GRUP-ARMATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Njësi e madhe ushtarake që përbëhet nga disa armata. *Grup-armata qendrore.*
GRUPASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* 1. Ai që merr pjesë në një grup fraksionist të krijuar brenda një organizate a një kolektivi; anëtar i një grupazhi, fraksionist. *U demaskuan grupashët.*
*2. përd. mb.* Që sillet e vepron sipas frymës së gru-peve fraksioniste, që është karakteristik për grupe të tilla, fraksionist. *Element grupash.*
GRUPAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Grup i vogël njerëzish, që krijohet brenda një partie, organizate, kolektivi etj. dhe që zhvillon veprimtari përçarëse e fraksioniste, e cila dëmton e prish njësinë e veprimIt; fraksion. *Grupazh antiparti. Frymë grupazhi. Formimi (shpartallimi) i grupazheve.*
GRCPE-GRCPE *ndajf.* Në disa grupe, në grupe të veçanta. *Erdhën (u mblodhën) grupe-grupe. U ndanë grupe-grupe.*
GRUPIM,~l *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GRUPOJ, GRUPOHEM. *Gru-pimi* i *forcave. Grupimi i materialit. Bëhet grupimi.*
2. Tërësi njerëzish, kafshësh a sendesh që ndodhen a që janë mbledhur së bashku në një vend ose që vep-rojnë së bashku; tërësi njerëzish të organizuar për-kohësisht së bashku, që kanë ide e qëllime të n.jëjta ose që kryejnë të njëjtën punë; grup. *Grupim politik. Grupim monopolist. Grupim ndërtesash. Grupim fisesh.*
3. *usht.* Bashkim i përkohshëm i disa njësive ushtarake me një komandë të vetme për të kryer një de-tyrë luftarake. *Grupim operativ. Grupim artilerie (avia-cioni). Komanda e grupimit.*
GRUP-MOSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grup njerëzish që kanë moshë të njëjtë ose afërsisht të njëjtë; grup i moshave të caktuara, që kanë një ndryshim zakonisht deri në pesë vjet. *Grup-moshat e ulëta (e larta). Struktura e grup-moshave. Sipas grup-moshave.*
GRUPOHEM *vetv.* 1. Bashkohem në një grup më të tjerë, grumbullohem; hyj, futem në një grup më të tjerë; *në sh.* mblidhemi grupe-grupe. *Grupohen forcat.*
*2. Pës. e* GRUPOJ.
GRUPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Mbledh disa njerëz bashkë në një vend të caktuar, i bashkoj në një grup, i bëj grup; grumbulloj. *Grupoj nxënësit. Gru-puan forcat.*
*2.* Ndaj në disa grupe, klasifikoj në grupe. *Grupoj materialet (të dhënat). Grupoj propozimet.*
GRUPOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me një grup të caktuar njerëzish, kafshësh, sendesh etj.; që i për-ket një grupi të caktuar; që bëhet në grup; i grupit. *Prone grupore.*GRUP-ORGANIZATË,~A . *sh.* ~A, —AT. Pjesd e orgaoizatës-baz6 të partisë, e p6rb6r6 nga njt grup i vog6l an6tartsh, Që krijohet n6 qendra të vogla puae, n6p6r sektor6 a reparte tI nj6 nd6rmarrjeje etj. *Grup-organizata t partial. Sekretari t grup-orga-nizatës.*
GRURË,~I m. *bot.* Bimë barishtore shumëUojesh e arave, me k6rcell të drejtd e të nyj6zuar, me gjethe t4 holla e t4 gjata, q4 ben kallinj to mbushur me lcok-rra t4 vogla e Që mbillet zakonisht çdo vit; kokrrat e kësaj bime, tS cilat bluhen e bohen miell. *GrurS i lashtë (I hershëm). Gruri pnmveror. Grurë I bardhL Orurë halëzi. Grurë ujl (nits)* grur4 Që piqet her4t dhe i Qëndroa lag5shtirës. *Kalli (kokërr, fare) gruri. HaU (kasktë) gruri. Bttkë (mMl) gruri. JLbJet* “ *grurit. DuaJ grift- Korrja (shlrja) e grurit. Miza (tenja) e grurit. Ara me gruri. Thes (hambar) me gruri. Qjl-bëron gruri. Ngjyrë (boji) gruri. Mbjell (korr) grmrtm. Sh(J (bluaj) grurin. Grurë flokikuq* grur4 me hala n6 ngjyr616 kuqe. *Gruri iforti* grur6 pranverot, me kalli t4 shkurt4r, Që mbillet zakonisht n4 vende malore dhe Që p6rdoret kryesisht pit piodhimin e makaronave.
£ ka grurt (db)aml, Taj) *me dike* ka marr6-dhënie shum4 të mira me dikd, shkon shumë mir6 me dik4, e ka mir6 me dik6. I shkon (puna) grur6 i veto puna mbar6, i shkon puna shumë mir6, Ra si pula n8 grurt (n6 mulll) *shih te* PULË,~A. E ha grurin Që nfl ar6 i shpenzon të ardhurat shpejt e para kohe, nuk di ti pSrdor4 me ekonomi të ardhurat, nuk di të kursej6. Kakarls si pula pa grart (n6 verl) *shih* te PULË, ~A. Nda) bykun nga gruri *shih te* BYK,~U. Kur s'ke grurt, e mir6 ësht8 edhe thekra. *u. shih te* THEKËR, ~RA. MbolU thek6r e 1 dolt grurt *dlkujt shih te* MBJELL. Esbtë tre mel • dy grurt *tall, shih te* MEL, ~I. Thtkra është e g)atë, p” gruri hahet . *u. shih te* THEKËR,~RA. Gruri bresbke *bot.* lloj bari Që b6n kalli si të grurit, grur6 i eg6r, grurth.
GRURËKOQ,~I *m. bot.* Lloj gruri me kalli të madh e pak të shtypur, Që i b6n kokrrat n6 ngjyr6 të kuQërreme dhe jep prodhim të lartë.
GRURTH,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* BimS barishtore nj6vjeçare Që i ngjan grurit e Që rritet an4s arave ose n6p6r Kndina; grur6 i eg6r, grur6 bresbke.
2. Elbth, kath.
GRUSHT,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Dora me gishtë-rinj të mbledhur fort, dora e mbyllur dhe e shtrfin-guar. *Shtringoj (hap) grushtin. Nderoj (përshiadet) me grusht. I ra me grusht.*
2. Ooditje me dor616 mbyllur e të shtr6nguar; forca e k6jaj goditjeje. *Grusht t fuqishëm (i rëndë). Grusht boksieri. I dha* nI *grusht. Ka grusht tl forte. V zimi me grushte. Krisi grushti* filluan të zihen me grushte.

3. *fig.* Ooditje e fortë Që i jepet armikut dhe Që e d6mton rtnd4 ose e shkatërron plotësisht. *Grusht I rëndë (i befasishëm, i rrufeshëm). Grushti i fiadit. Grusht vdekjepruris (asgjisues, vendimtar, dërrmues). Grushte pas grushtesh.*
4. Sasi sa nx6 dora e mbledhur, sasi shumë e vog6l. *N]ë grusht mlell (kripë, sheqer). Nji grusht lajthi (bo-jame).Një grusht uji.*
5. Diçka e vog4l dhe e mbledhur kruspull *(pirdoret si bashku me numërortn* n|ej. *Ishte tretur, kishte mbetur një grusht.*
6. Nj4 hap4sir4 ose sasi fare e vog4l, nj4 pakic6; nj6 p6U6mb6 *(pirdoret si bashku me nutnirorin* a)6
*prparm njl emri tjetir ni r. mirore oie rrjedhore). NJI grmsht jertzish (komunistisk). NJI grusht vend. NJI grusht njerl* njeri me trup shumë të vog6l, nj6 p6O6inb6 njeri.
7. *pkrd. itdajf. fig.* Me radhë16 ngjeshura e të shtrtn-guara, shtr6nguar si grusht, duke qen4 i bashkuar fort me të tjerf. *Jemi grusht. Blhemi grusht.*
8. *pird. ndajf.* Kruspull, l6msh. *U mblodh (u bl) grusht.*
*k* Grusht I Ulnduar *shih te* BLINDUAR (t, e). Grusht për grusht dhëmb p6r dh4mb, pa u frikësuar. Jepte (unrrte, Btoate, I kishte) me grusht (me grushte) jepte (merrte, fltonte, i kishte) me shumic6, n6 sasi t4madhe (zakonisht për paratë). E ka (e mban) n6 grusht e ka n6n zotërim të plots, e ka n6 dor6. Ngre grushtin shpreh kund4rshtimin ndaj dikujt a diçkaje, protes-toj; jam gati të ndeshem, të luftoj me dik6. Shtrengon grushtet mblodh forcat e p6rgatitet për t'u ndeshur me dik6, p6r nj6 pun4 Që k6ikon guxim e p6rpjekje. I tng"i grushtlu *dikujt* e k6rc6noi dik4; i dha të kuptoj4 se ishte gati të p6rleshej me dik6, nuk iu nenshtrua. I Me gjokslt me grushte *shih te* GJOKS,~I. I hie kokes me grushte *shih te* KOKË,~A. la dha4erin st grusht (n6 dort) *shih te* NDER,~I. Ua futlJ6 grusht mlza i futi n6 sherr, e ndezi sherrin. E ha barutia me grushte është trim i madh, është luftëtar i zoti. E ka dor6n grusht është dorështr6nguar. E p8r-colU Me *a"* grusht mlza (pleshta) *shih te* MIZË,~A. PoUtM e grushtlt të hekurt poUtik6 e foroës dhe e dhunes. Itnae grushte hund6re *dikujt keq, shih te* HUNDË,~A. Erdhl me nJ6 grusht mlza *shih te* MIZË,~A. Ha buk8 me grushte barkut ha shpejt e shpejt pothuajse pa e p6rtypur ushqimin, e rras ushqimin n6 bark pa e p6rtypur mir6. MË sa b8hen bashk6 (buhkohsn) n)6 grusht pleshta *iron, shih te* PLESHT,~I. Q8 n6 gusht nga n)6 grusht *fj. u.* rezer-vat sigurohen duke i mbledhur me kohë, pak e nga pak; p6r të arritur p6rfundime të mira n6njdpun6 duhet filluar me kohë, duke punua çdo ditë, pak e nga pak. Grusht hldraullk *tek.* rritje shumë e madhe, më tep6r sesa lejohet, e trysnisë n6pdr tuba, Që shkaktohet nga zvog6limi i menj6hershëm i shpej-tësisë së l6vizjes së l6ndës brenda n6 ta. Grusht. s h t e 11 nd6rriml i menj6hershëm me dhun6 i qe-verisë a i f ormës së qeveris jes, Që p6rgatitet fshehurazi dhe b6het nga njd grup i vog6l njer6zish pa u mbesh-tetur te masat e popullit.
GRUSHTIM,~I m. *sh. ~JE,* ~ET. Veprimi sipa kuptimeve të foljeve GRUSHTOJ, GRUSHTOHET. *Grushtim i forte.*
GRUSHTOHET. *Pis. e* GRUSHTOJ.
GRUSHTOJ *kal.,* ~OVA, '-UAR. I. I bie dikujt a diçkaje me grusht, e Qëlloj me grushte. *GrushtoJ fort.*
2. *sport.* E pres me grusht topin p6r t'ia ndryshuar drejtimin ose p6r të mo e l6n6 të futet n6 rrjetë; godas topin me grusht, *Grushtoj topin.*
GRUZË,^->A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Buhavic6.
GRYKAFYTAS *ndajf.* Fytafyt. *U zunë grykafytas.*
GRYKA-GRYKAS *ndajf.* Gryk6 më gryk4, fytafyt, fytas. *U përleshën gryka-grykas.*
GRYKA-GRYKAZI *ndajf.* Qryka-grykas. GRYKAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjeogr.* Oryk6e gjerë e një lumi që derdhet në det ose në oqean dhe që zakonisht ka t raj ten e një hinke.
GRYXAKUQ,~I *m. sh.* ~, ~TË *zool.* Gushëkuq.
GRYKALARMË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Zog këngëtar i ngjashëm me gushëkuqin, që e ka gushën të larme.
GRYKARGJENDE *mb. poet.* 1. Që e ka gushën ^ë bardhë e të bukur (për vajzat). *Vashë grykargjende.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Na prishi nga mendja, ajo grykargjendja. kr. pop.*
GRYKARGJENDTË *mb. poet.* Grykargjende.
GRYKAS *ndajf. 1.* Deri në grykë, deri në buzë. *Mbushe grykas.*
*2.* Grykë me grykë, për qafe. *U përqafuan grykas. E zuri grykas.*
*3.* Fytafyt. *U kapën grykas.*
GRYKASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Përparëse që u varet foshnjave në qafë përpara gjoksit që të mos ndoten, kur i ushqejnë ose kur hanë vetë; gushore.
2. Grykëse që mbajnë fëmijët kur shkojnë në kopsht a në shkollë, grykëse. *Grykashkë e bardhë (e zezë). Vesh (heq) grykashkën.*
3. Vendi ku lidhet pluju m: pjesët e tjera të da-malugut.
4. Rreth metalik që shërbsn për të mbajtur të shtrën-guar dy pjesë prej druri që lidhen a që bashkohen; grykësi që mban bucelën e rrotës së qerres.
GRYKAZI *ndajf.* Grykas.
GRYKELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grykë e vogël
GRYKEM *vetv.,* —A (u), ~UR. Zihem me dike duke u kapur për gryke; kacafytem me dike, grykosem.
GRYKË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT dhe ~A, ~AT. 1. *sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesa e sipërme e gypit nëpër të cilin kalon ushqimi nga goja në stomak, pjesa e prapme e gojës që lidhet me gypin e uhqimit dhe të frymë-marrjes; pjesa e përparmee qafës; fyt. *dhemb gryka. M'u tha gryka. Shtrëngoj (rrok, mbërthej) për gryke. I tgeci (i mbeti) në grykë. Iu hodh në grykë. Flet me grykë* flet duke i shqiptuar fjalët me grykë. *Deri në grykë.*
*2.* Pjesa e sipërme dhe më e ngushtë e një shisheje, e një ene a e diçkaje tjetër; pjesa e përparme e një gypi, nga ku del ujë a një lëng tjetër; vend i ngushtë, nga ku futet brenda ose nga ku del diçka; vrimë në trajtë hinke a kanali. *Gryka e shishes. Gryka <e gj'ymit. Gryka e pusit* pjesa e sipërme e pusit, e rrethuar me mtir. *Gryka e vullkanit. Gryka e thesit. Gryka e ço-rapit. Gryka e çizmes. Mbush deri në grykë. Me grykë poshtë.*
3. *sh.* ~A, —'AT *bised.* Sasia e ujit a e një lëngu tjetër që përcjellim në stomak me një gllënjkë; sasia e ujit ose e një lënde tjetër që del nga një tub. *Man një grykë ujë. Pi dy-tre gryka.*
4. *sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Goja. *Ka pesë grykë për të ushqyer. Iu mbyll gryka. Kyçe grykën! S'ka grykë të flasë. la mbylli grykën* ia mbylli gojën, nuk e la të flasë; e bëri që të mos ketë ç'të thotë.

5. *sh.* ~A, —'AT *tek., usht.* Pjesa e përparme e tytës së një arme, vrima e tytës së një arme nga ku del predha; tytë. *Gryka e pushkës (e topit, e çiftes).*
*Grykë zjarri* armë artilerie, top. *Kundërajror me katër gryka.*
*6. vet. sh.* <^Ë, '-'ËT *mjek., bised.* Gjëndrat në trajtë të bajames që ndodhen në të dy anët e fytit, rrëzë gjuhës; bajam:t; sëmundje që shfaqet me pez-matimin dhe qelb:zimin e këtyre gjëndrave. *dhembin (e zunë) grykët. Hoqi grykët.*
7. *sh.* ~A, ~AT. Këmishë me mëngë të gjera e me jakë të mbyllur; mitan me jakë të mbyllur.
8. Pjesë e këmishës, e fustanit etj. që rrethon qafën, jakë; jaka e një këmishe a fustani të mbyllur; grykëse, *Gryka e këmishës (e trikos, e fustanit). Këmishë pa grykë. Mbërthej (zbërthej) grykën.*
9. Pjesa e kthyer e shtizës së parmendës që lidhet me plorin, shtizë.
10. *sh.* ~A, *~Kfgjeogr.* Vend i ngushtë dhe i thellë midis dy maleve, zakonisht gjatë rrjedhës së një lumi a përroi; ngushticë a shteg i thellë mali ku mund të kalohet. *Grykë shkëmbore. Grykë mali. Grykë lumi (përroi).*
11. *sh.* ~A, ~AT *gjeogr.* Vendi ku derdhet lumi në det, në oqean etj.
12. *sh.* ~A, ~AT *gjeogr.* Gji në det ose në liqen midis brigjesh të Iarta, pjesa e detit që hyn si një rrip brenda në tokë. *Grykë deti.*
13. *fig.* Pjesa e sipërme, më e yndyrshmc dhe më e mirë e një gjelle a e një ushqimi tjetër të lëngshëm; kreu, krenaja; ajkë. *Gryka e gjellës. Gryka e qumështit* ajka. *Gryka e kazanit të rakisë. Marr grykën e grykën.*
14. *fig. bised.* Fillimi i një kohe; pragu i një ngjarjeje ose pikënisja e saj. *Në grykë të javës (të muajit). Në grykë të festës. Në grykë të kryengritjes.*
15. *përd. ndajf.* Fytafyt, grykas; në grindje të vazh-dueshme njëri me tjetrin. *Shkojnë grykë.*
*k* E gënjeu gryka u gënjye nga diçka e jashtme, nuk i doli ashtu siç e priste,.u mashtrua. Grykë p6r (me) grykë fytafyt, fytas, grykas. Me grykën e pushkës (nga gryka e pushkës) *shih te* PUSHKË,~A. Nën grykën e pusbkës (e topit) duke e kërcënuar a duke e frikësuar me armë. Iu hodh në grykë (në fyt) *dikujt* a) iu vërsul, e sulmoi; b) nuk e la të vijonte më tej diçka që nuk i pëlqente. Ia hodhi grykës *shih te* HEDff. Ia kthen me grykë shoqëron një këngë (labe) duke kënduar me grykë. E njomi grykën (fytin, gurmazin) *shih te* NJOM$_5$. Iu tha gryka (goja, buza, gurmazi) për *diçka shih te* THAHEM. E therl në grykë i bëri dëm të madh, e mori në qafë. I zë grykën *dikujt shih te* ZË. I zëntë grykën (fytln) *mallk. shih te* FYT,~I. Uzu(n kap) për gryke (për fyti) *m e dike shih te* FYT,~I. E zuri (e kapi, e mbërtheu) për gryke (për fyti) *shih te* FYT,~I. Iu bëftë hale në grykë! *mallk. shih te* HALË,~A. M'u be lak në grykë (në fyt) *shih te* LAK,~U. I derdh (i tret) plumb në grykë (në gojë) *shih te* DERDH. Është në grykë (në buzë, në zgrip) të varrit *shih te* VARR,~I. Është me litar në grykë *dik ush* është përpara një rreziku të madh, është përpara Varjes a pushkatimit; është në ha,H të madh, është përpara një nevoje a vështirë- • sie të madhe a përpara një detyrimi të rëndë. Ha (pi) me dy gryka është i pangopshëm, është grykës i madh. I hodhi (i vuri) Iakun (litarln) në grykë (në fyt, në qafë) *dikujt shih te* LAK,~U. E kishte halën në grykë *shih te* HALË,~A. E kishte Iakun (Htarin, thikën) në grykë (në fyt) *shih te* LAK,~U. E ktheu thesin megrykë poshtë i harxhoi të gjitha ç'kishte, i zbrazi ham-barët, mbeti pa gjë në shtëpi. lu lidh buka (në grykë, në fyt) *shih te* LIDHEM. lu lidh (iu be, iu mblodh) një nyjë në grykë (në fyt) *shih te* NYJË,~A. I mbeti (i ngeci, i ngriu) f jala në grykë (në buzë, në gojë, në fyt) *shih te* FJALË,~A. E mori me qafë gryka a) u shkatërrua nga shpenzimet e tepërta për të ngrënë e për të pirë; b) u shkatërrua nga të pirët, e mori me qafë rakia. U ngop deri (gjer) në grykë hëngri jashtë mase, aq shumë sa s'mundet me. la solii në grykë të pushkës *dike a diçka shih te* PUSHKË,~A. Iu shtrëngua litari për gryke (në fyt) *dikuj t shih te* LITAR,~I. Iu tha pështyma në grykë (në fyt) *shih te* PËSHTYMË, ~->A. Thes me dy gryka njeri me dy faqe. E vuri në grykë (në bisht) të lahutës *dike shih te* LAHUTË,~A. I ka vënë shkelmin (këmbën, duart) në grykë (në fyt, në gjoks) *dikuj t shih te* SHKELM,~I. I vuri tfai-kën (thonjtë) në grykë (në fyt) *dikuj t* e shtrëngoi që të bënte diçka patjetër, e detyroi me mjete a me mënyra të egra e pa mëshirë, i vuri litarin në grykë. I ka ardhur mëlçia në grykë *shih te* MËLÇI,~A. Iu ngritën (iu mblodhën, i erdhën) zorrët në grykë (në fyt, te goja) *shih te* ZORRË,~A. Të zë në grykën e këmishës *shih te* KËMISHË,~A. Iu zgjidh (iu çel) gryka thesit filloi të ft asë e t'i tregojë të gjitha sa mban-te të fshehura. Bie shi me grykë pusi (gjymi, shtambe) *shih* Bie shi me gjyma (me shtamba, me legenë, me kova, me ibrikë) *te* GJYM,~I. Është futur në bor-xhe deri në grykë ka marrë borxh shumë para e te shumë veta, është mbytur në borxhe. Nuk e fut dot në grykën e pushkës është trim e dinak, di t'i bëjë dredha plumbit. Të puthsha grykën e pushkës! *ur. shih te* PUTH. Grykët ebardha (gryka e keqe, gryka e Iigë) *mjek., bised.* difte-ria.
GRYKËDERDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Vendi ku derdhet lumi në det, në liqen etj., gryka e një lumi. *Grykederdhja e Vjosës.*
GRYKËGJATË *mb.* 1. Që e ka grykën të gjatë (për shishet etj.). *Shishe (shtambe) grykëgjate. Gjym (gyp) grykëgjatë.*
2. Që e ka tytën të gjatë, me grykë të gjatë. *Pushkë grykëgjatë. Top grykëgjatë.*
GRYKËGJERË *mb.* 1. Që e ka grykën të gjerë, që është me grykë të gjerë (për qypat, shishet etj.); *kund.* grykëngushtë. *Qyp grykëgjerë. Shishe (kavanoz) grykëgjerë.*
2. Që e ka tytën të gjerë, që e ka kalibrin të madh (për armët e zjarrit); *kund.* grykëngushtë. *Pushkë grykëgjerë. Top grykëgjerë.*
GRYKËHOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *euf.* Pushkë.
GRYKËKALBËT *mb. arb.* Që flet fjalë të këqija për dike; gojëndyrë.
GRYKËLARIK,~E *mb.* Që e ka grykën të larme; me gushë të larme. *Nepërkë grykëlarike.*
GRYKËNGCSHTË *mb.* 1. Që e ka grykën të ngush-të, me grykë të ngushtë (për qypat, shishet etj.); *kund.* grykëgjerë. *Qyp grykëngushtë. Shishe grykëngushtë.*
*2.* Që e ka tytën të ngu3htë, që e ka kalibrin të vo-gël (për armët e zjarrit); *kund.* grykëgjerë.
3. if *em.* GRYKËNGUSHTË,~A . *sh.* ~A, •—•AT *euf.* Pushkë. *shkëlqente grykëngushta.*
GRYKËPËRPJETË *mb.* 1. Që është vendosur me grykë përpjetë, që është me grykë lart; *kund.* grykëposhtë.

2. *përd. ndajf.* Me grykë të drejtuar lart (për armët, enët etj.). *E ktheu grykëpërpjetë.*
GRYKËPOSHTË *mb.* 1. Që është vendosur me grykë poshtë, që është me grykë poshtë; *kund.* grykëpërpjetë.
2. *përd. ndajf.* Me grykë të drejtuar poshtë (për armët, enët etj.). *E mban grykëposhtë.*
GRYKËS,~I *1 m. sh.* ~, ~IT. Ai që ha shumë, ai që lakmon shumë në të ngrënë, hamës i madh, llu-pës. *Grykës i madh.*
GRYKËS,~I 11 *m. sh.* ~, ~IT. 1. Grykëza e parmendës.
2. Rreth hekuri që mban të mbërthyer bucelën e rrotës së qerres.
GRYKËS,~E *mb.* Që ha shumë, që lakmon shumë në të ngrënë, llupes, i pangopur. *Njeri grykës. Kafshë grykëse.*
GRYKËSE,~JA 1 . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GRYKËS, ~I,. *Grykëse e madhe.*
GRYKËS,E,~JA 11 . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veshja e sipërme prej pëlhure, e hapur përpara ose prapa e zakonisht me mëngë të gjata, që mbahet gjatë kohës së punës, në shkollë, në kopsht etj.; përparëse. *Grykëse e bardhë (e zezë). Grykëse pune (shkolle). Vajza me grykëse. Vesh (heq) grykësen.*
2. Këmishë burrash e mbyllur dhe e qëndisur, zakonisht pa jakë.
3. Jelek grash i qëndisur.
4. Jakë fustani që mbërthehet në grykë, jakë.
5. Qafë çorapi.
GRYKËSI,~A . 1. Lakmi e madhe për të ngrënë; të qenët grykës; pangopësi. *Grykësi prej ujku. Me grykësi.*
*2. fig.* Lakmi e madhe. *Grykësi për para.*
GRYKËSOR,~E *mb.* 1. Grykës.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GRYKËTHARË *mb.* 1. Që nuk ka pirë a nuk ka ngrënë prej kohësh, që nuk ka vënë gjë në gojë.
2. *mallk.* Që iu thaftë gryka, gojëtharë (zakonisht për dike që ka ngrënë a ka marrë diçka pa leje).
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *E hëngri grykëthari!*
GRYKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *përk. Zvog.* e GRYKË, ~A.
2. Jakë pëlhure zakonisht e qëndisur që i vihet këmishës ose fustanit të grave.
3. *shih* GRYKËSE,~JA $_2$.
4. *shih* GRYKËSE,~JA 3.
5. Grykashkë, gushore.
6. Pjesa e kthyer e shtizës së parmendës që lidhet me plorin, grykë; shtiza e parmendës.
7. Rrip përforcues i samarit që kalon përpara gjoksit të kafshës.
8. Ajka që formohet në krye të një ene me grykë të ngushtë, e cila është mbushur me qumësht (në një shishe, kavanoz, gjym etj.). *Grykëza e qumështit*-GRYKËZËNË

GRYKËZËNË *mb.* 1. Që i është zënë gryka (nga të thirrurit, nga të kënduarit etj.). që është ngjirur.
2. Që ka mbyllur gojën e nuk flet, gojëkyçur, gojë-zënë.
3. *mallk.* Që iu zëntë gryka, që iu zëntë fryma.
4. *Përd. em.* sipas kuptimeVe të mbiemrit.
GRYKJE,~A r *sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* GRY-
KËSE,~JA$_2$.
2. *shih* GRYKËSE,~JA 3.
3. Jaka e këmishës; grykëz.
GRYKJE,~A 11 . *sh.* ~E, ~ET. Enë uji me grykë të lartë e të ngushtë.
GRYKJE *mb.* Që e ka grykën të lartë e të ngushtë (për enët). *Shtambë grykje.*
GRYKOLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Jelek grash pa mëngë.
2. *shih* GRYKORE,~JA $_2$-
3. Gushore, grykashkë.
GRYKOR,~E *mb.* 1. *gjuh.* Që nyjëtohet në grykë, që shqiptohet me grykë (për tingujt). *TinguII grykor. Bashkëtingëllore grykore.*
*2.* Që del me një zë të mbytur si të ngjirur. *Britmë grykore.*
3. Që është vendosur në grykë, që është a ndodhet në grykë (te peshqit). *Dhëmbë grykore.*
GRYKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Grykashkë, gushore.
2. Këmishë e rreme që veshin grate, e përbërë nga pjesa e gjoksit dhe nga një jakë zakonisht e qëndisur. *Qe'ndis grykoren.*
3. Përparëse.
*4. vjet.* Veshje prej hekuri që e mbante luftëtari për të mbrojtur pjesën e përparme të qafës dhe kra-harorin.
5. *gjuh.* Bashkëtingëllore grykore. *Grykorja "g".*
6. *shih* GRYKËSE,~JA $_n$ i- *Mbërthej (zbërthej) grykoren.*
GRYKOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Përfytem, kacafytem; griadem keq me dike; grykem. 2. Përqafohem. GRYM *kal.,* ~A, ~UR. *shih* GRYMOS1.
GRYMAÇ,~I *m. krahin.* Mall, dashuri për një njeri që ndodhet larg. *Ka grymaç.*
GRYMEM *vetv. I. vet. vet III.* Kalbet; krimbet (edhe *fig.). Iu grymtë shpirti! mallk. 2. Pës. e* GRYM.
GRYMËT (i, e) *Mb. 1.* I mallkuar. 2. I kalbur, i krimbur; i fëlliqur, i ndytë (edhe *fig.).*
GRYMOS *kal,* ~A, ~UR. 1. Mallkoj. 2. E dobësoj shumë dike, ligështoj.
GRYMOSEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Kalbet; krimbet (edhe *fig.). Iu grymostë shpirti! ntallk. Kushedi ku iu grymosëit eshtrat.*
*2. Pës. e* GRYMOS.
GRYMOSUR (i, e) *mb.* I dobët, i pafuqishëm; shëndetlig.
GRREMÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Cope hekuri me majë të kthyer, që shërben për të kapur a për të varur diçka, kanxhë; kërrabëz e vendosur në mur, ku varen sende të ndryshme; pjesë e vogël, e mbetur në një dru nga një degë e hollë që është këputur. *Grremç për rroba. Mashë me grremç. Me hundë si grremç. Var në grremç.*
*2.* Shkop i gjatë që ka në krye një bigë të kthyer si çengel dhe që përdoret për të këputur frutat nga pema, për të mbledhur barin etj.; sfurk.
3. *vjet., mospërf.* Kryq.
4. *fig. bised.* Mjet ose mënyrë që përdoret nga di-kush për t'ia arritur një qëllimi të caktuar, për të sul-muar dike etj.; rast që shfrytëzohet nga tiikush për t'ia arritur një qëllimi. *E gjeti grremçin.*
5. *fig. bised., mospërf.* Plak shumë i dobët dhe i kërusur.
6. *përd. ttdajf.* Si çengel, si grremç. *E bëj grremç*
GRREMÇAK,~E *mb.* Që është në trajtë grremçi;
që është me shumë grremça, që ka grremça. *Gishtë-rirtj grremçakë. Degë grremçake.*
GRREMÇE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Dhi me brirë të kthyer si grremç; emri i kësaj dhie.
GRREMÇOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Kthej një hekur, një tel a diçka tjetër dhe e bëj në trajtë të grremçit, e bëj si grremç.

GRREMTAS *ndajf.* Me trup të përkulur për të mos u parë nga të tjerët a për t'u fshehur etj., me trup të këfrusur. *Eci grremtas. Rrinte grremtas.*
GRREMTË (I, e) *mb. bised.* I kërrusur; i përkulur si grremç. *Plak i grremtë. Dru i grremtë.*
GRROÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Thurimë si një kanistër e vogël ku mbahen lugët, pirunjtë dhe thi-kat; shporta e lugëve.
GRROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dru me një bigë, i ngulur në tokë, ku vihen gjethet e dushkut ose bari që t'i hajë bagëtia.
GUACË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Gocë deti.
GUALL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Mbulesë e forte prej kocke, që kanë disa kafshë të vogla mbi trup për t'u mbrojtur, rrashtë; lëndë që nxirret prej kësaj mbulese; zhguall. *Guall breshke. Gualli i ga-forres. Syze me skelet gualli.*
*2. shih* GUASKË,~A $_2$- *Gualli i lendes së lisit-Gualli i ahut.*
3. Kore. *Gualli ibukës. Gualli i tokës. Gualli i plages.*
GUASKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mbulesë e forte prej lënde gëlqerore që kanë disa kafshë të vogla (butakët etj.) mbi trup për t'u mbrojtur; guall; *zool* butak që rron i mbështjellë me një mbulesë të tillë. *Guaskë deti. Mbledh guaska.*
*2.* Lëvozhgë e forte që mbftshtjell frytet a farat e disa pemëve e drurëve; shark; guall. *Guaskë arre (lajthie, bajameje, gështenje). Guaska e vezës. Fryt me guaskë.*
3. Kore. *Guaska e tokës. Guaska e akullit.*
4. *krahin.* Bërthamë. *Guaskë ulliri.*
5. *fig.* Mjedis i mbyllur, i shkëputur a i veçuar nga jeta e nga puna e gjallë e njerëzve; fushë e ngushtë ku dikush zhvillon veprimtarinë e tij në mënyrë të veçuar. *Është mbyllur në guaskë.* U mbështoll (u mblodh) *në* guaskën e vet u tërhoq dhe u mbyll brenda në vetvete. ËshtS mbyllur në guaskën (në lëvozhgën) e vet *shih te* LËVOZHGË~A.
GUASKËHOLLË m£. Që e ka guaskën të hollë, me guaskë të hollë; *kund.* guaskëtrashë. *Arrë guaskë-hollë.*
GUASKËTRASHË *mb.* Që e ka guaskën të trashë, me guaskë të trashë; *kund.* guaskëhollë. *Bajame guaskëtrashë.*
GUASKOR,~E *mb.* 1. Që është prej guaskë. *Pjesa guaskore.*
2. Që ka në përbërje të vet fosile guaskash. *Shtresë guaskore. Shkëmb guaskor.*
GUATEftfALAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës i Guatemalës ose ai që e ka prejardhjen nga Guatemala.
GUATEMALAS,~E *mb.* Që lidhet me Guatemalën ose me guatemalasit, që është karakteristik për Guatemalën ose për guatemalasit, i Guatemalës ose i guatemalasve; *ql* është krijuar nga guatemalasit. *Populli guatemalas. Shkrimtar guatemalas. Këngë guatemalase.*
GUAZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* GUASKË,
~A,.
GUBE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Krehër i gjerë, gribë.
GUBERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Pelerine që arrinte deri te gjunjët.
2. *krahin.* Tallagan i shkurtër deri mbi gjunjë; gunë; xhurdi. *Gubere e zezë.*
GUBË,~A . *veter.* Sëmundje e dhenve, nga e cila u bie leshi; zgjebja e dhenve.
GCBËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjek.* Breshkëz, stërkungull.
GCCË,~A. *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Këlysh qeni; kone.
GUCIMACË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Krimb që e ka trupin të mbuluar me qime të shkurtra e të rralla, në ngjyrë të gjelbër me pika të zeza e me dy vija të verdha për së gjati, që ha e dëmton sidomos gjethet e lakrave.
2. Vemje, dhemizë.
GUDULl,~A . Ndjenjë e lehtë kënaqësie, që shoqërohet me një të qeshur të papërmbajtshëm, kur e prekim lehtë dike në disa vende të trupit; gudulisje.
GUDULlS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Prek dike lehtë me gisht, me pupël a me diçka tjetër në disa vende të ndjeshme të trupit dhe e bëj të qeshë pa u përmbajtur. *gudulis gushën (faqet). E gudulis në ijë (nën sqetull). Gudulis me pupël (me gisht). Gudulis lehtë.*
2. I shkaktoj dikujt një ngacmim të lehtë kryesisht në organin e të nuhaturit. *gudulisi hundet era e uthu-llës(egjellës).*
3. *kryes. veta III fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* Me shkakton a me ngjall një ndjenjë të lehtë kënaqësie (muzika, fjala etj.). *E guduliste muzika. Sikur e gudulisën ato fjalë.*
GUDULlSEM *vetv.* 1. Ndiej guduli, jam i ndjeshëm ndaj ngacmimeve të lehta në disa vende të veçanta të trupit. *Guduliset shumë.*
*1.* Gudulisim njëri-tjetrin në të njëjtën kohë. *Vajzat këndonin, qeshnin e guduliseshin.*
3. *Pës. e* GUDULIS.
Nuk guduliset me pupël zogu *shih te* PUPËL, ~LA.
GUDULISËS,~E *mb.* Që të shkakton guduli, që bën të ndiesh guduli.
GUDULlSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GUDULIS, GUDULlSEM. *U zgjua nga gudulisja.*
2. Ndjenja që provojmë kur gudulisemi, guduli. *Gudulisje e ëmbël.*
GUDUVERË, ~A . *sh.* ~A, ~AT *etnogr., vjet.* Verore, verojkë.
GUERIL, ~E *mb.* Që bëhet kundër armikut me forca jo të mëdha e me goditje të befasishme, zakonisht në qytete; që vepron kundër armikut me grupe të vogla e në mënyrë të befasishme; partizan. *Luftë guerile. Njësit gueril. Forca guerile.*
GUERILJE, ~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Luftë partizane që bëhet zakonisht në qytete ku marrin pjesë njësi të vogla, të cilat i japin armikut goditje të befasishme.
2. Njësit gueril. *Veprimet e gueriljeve.*
GUF *jokal.,* ~I, ~UR. Gufon. *Gufi uji.*
GUFAC, ~E *mb.* 1. I fryrë, i mbufatur.
2. *fig.* I ngrefosur, që kapardiset, që shet mend.
GUFACAK, ~E *mb.* Gufac.
GUFALLË, ~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zgavër, zgër-bonjë. *Gufalla e rrapit.*
*1. fig.* Njeri i plakur dhe shumë i dobët, njeri që është bërë kockë e lëkurë.
GUFAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Gropëza e gushes te njerëzit.
GUFAS *kal.,* ~TA, ~TUR. Mbufat, gufoj. GUFATEM *vetv.* Mbufatem, gufohem.
GCFE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Jelek grash me mëngë të fryra; secila nga mëngët e fryra të mitanit.
2. *fig. mospërf.* Vajzë a grua bullafiqe.
3. *përd. mb.* Që ka shumë pendë zakonisht në ko-kë. *Pule gufe* gufkë.

GUFEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Gufon, mbufatet. 2. *fig.* Ngrefosem, kapardisem, shes mend.
GCFË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Diçka e fryrë (për mëngët etj.). *Mëngë me gufa.*
GUFËR,~RA *sh.* ~RA, ~RAT *arb.* Grykë vullkani; krater.
GUFlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GUFOJ, GUFOHET. 2. Pjesë e fryrë a e ngritur e diçkaje.
GUFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* XHUFKË,
~A.
2. Pule me një xhufkë pendësh në kokë. *Zogjtë e gufkës.*
3. *fig.* Vajzë a grua bullafiqe, gufe.4. *përd. mb.* Që lea një xhufkë pendësh në kokë, gufe. *Pule gufkë.*
GUFOHET *vetv.* 1. Mbufatet, fryhet; gufon. *U gufua lumi (liqeni).* 2. *Pës. e* GUFOJ $_5$.
GUFOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Del jashtë me force; nxjerr krye mbi t.okë'a mbi një sipërfaqe, mbin; shpërthen, grafullon. *Gufon uji. Gufon gjaku. Gufon bari. Gufon pambuku.*
2. *vet. veto. Ill fig.* Fryhet, mbufatet; grafullon. *Gufoi buka (brtimi). Gufoi qumështi. Gufoi lumi. I gufon gjoksi. Gufon zjarri.*
3. *vet. vela III fig.* Rritet, zhvillohet e zbukurohet (zakonisht për fëmijët e për të rinjtë që kanë shëndet të mirë). *Po gufon fëmija. Po gufojnë vajzat.*
*4. fig.* Del me force, shpërthen një ndjenjë. *Gu-fonte gëzitni nga zemrat e të rinjve.*
5. Gulçoj; mbushet me frymë dhe zbrazet shpejt (për gjoksin). *Kali gufonte nga lodhja. I gufonte gjoksi.*
6. *kal.* Bëj me gufa; fryj. *Gufoj flokët. Gufoj tu-llumbacin. Era gufon fustanin (perdet).*
•*k* I gufon zemra (shpirti) *shift te* ZEMËR,~RA.
GUFOSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Guvë, Zgavër, shpellë e vogël. *Gufoskë në shkëtnb.*
GUFUES,~E *mb.* Që del me force, që gufon, shpër-thyles.
GUGA,~T. *vet. sh.* Britma që nxjerrin foshnjat; zëra që fillojnë të nxjerrin fëmijët e vegjël. *Guga fë-mijësh.*
*k* Bën guga gugat.
GUGASH,~l i *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zoo!.* 1. Guhak.
*1.* Mashkulli i kumrisë.
3. *fig. përk.* Djalë i pastër dhe i bukur, pëllumb. *Fli\ gugashi i nënës!*
GUGASH,~l ii *m. sh.* ~A, ~AT. Harku i
lahutës.
GUGASHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool. Fem. e* GUGASH,~I i.
GUGAT *jokal,* ~I, ~UR. I. Nxjerr një zë të mbytur e të nderprere (për pëllumbin e kumrinë). *Gugat pëllumbi (kumria).*
*2.* Nxjerr një zë të ngjashëm me atë të pëllumbit. bën gu-gu, bën guga, nis të belbëzojë (për foshnjën)-*Gugat foshnja.*
GUGATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GUGAT.
2i Zëri i mbytur dhe i ndërprerë që nxjerr pëllumbi ose I kumria kur gugat. *Gugat jet e pëllumbave (e kum-rivë).*
3. Zëri i foshnjës kur fillon të belbëzojë; britmë foshnje. *Gugatja efëmijës.*
GUGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Këmishë e foshnjës; fustan i fëmijëve të vegjël. *vesh (i heq) gugën fë-mijës.*

GUGON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Gugat. GUGUÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* 1. Kumri. 2. *fig. përk., poet.* Vajzë e pastër dhe e bukur. *Ti, guguçe, pse s'këndon ?*
GUGUFTU,~JA . *sh.* ~, ~TË *zool.* 1. Kumri. *Zëri i guguftusë.*
2. *fig- përk.* Vajzë e bukur, guguçe. GUGURON *jokal,.*~OI, ~UAR. Gugat.
GUGUSH,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *zool* Mashkulli i kumrisë.
GUGUSHARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *bot., krahin.* 1. Luleshtrydhe. 2. Mare.
GUGUSH E,~JA I . *sh.* ~E, ~ETioo. Kumri.
GUGUSH E,~JA II . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lulja e lofatës.
GUHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~'ËT. 1. *zool.* Lloj pëllumbi i egër e shtegtar, me trup të mbuluar me pendë ngjyrë hiri në të kaltër dhe me krahë të larmë.
2. *fig.* Njeri i hutuar dhe i pavëmendshëm; njeri i trashë nga mendj a.
GUHAK,~E *mb.* I hutuar dhe i pavëmendshëm; i trashë nga mend j a.
GUHAT (GUHAS) *jokal,* ~A, ~UR. 1. Marr frymë shpesh e me zor nga vapa a nga lodhja, shëmoj; gulçoj. *Guhat qeni (delja, lopa). Guhatin qetë. Guhat nga vapa (nga lodhja).*
2. Me hapet goja e me vjen për gjumë; gogësij.
GUHATJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GUHAT.
2. Zëri që nxjerr njeriu a kafsha kur guhat.
GUIT *jokal,* ~I, ~UR. Gugat, gugon. *Guit pëllumbi (kumria). Guit foshnja.*
GUlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Gugatje. GUJATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Guall, lëvozhgë.
GUJAVË,~A . *sh.* ~A, ~>AT. Guall, lëvozhgë. *Gujavë arre (lajthie). Gujava e vezës. Gujavë kërmilli.*
GUJERM,~I m. *krahin.* Ufëm, zagushi. *Është gujerm, do të bjerë shi.*
GUKSOJ;., ~OVA, ~UAR *krahin.* 1. Gro-mësij. 2. Vjell.
GULÇ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Të zënët e frymës here pas here për shkak të pezmatimit të bronkeve, çrregullimeve të zemrës etj., sëmundje që shfaqet më të zënët e frymës, shpirrë. *E zë (e mundon) gulçi. Ka gulç. Është me gulç.*
2. Gulçim, gulçimë. *Gulç ngazëllimi (frike). Merr frymë me gulç.*
3. Rrymë ajri; tufë rrezesh. *Gulç drite (rrezesh). Gulç ajri (ere).*
4. *fig.* Hidhërim, pikëllim; fatkeqësi, hall i madh.
5. *fig.* Dëshirë e madhe, lakmi.
E ka parë gulç e ka ndier veten shumë ngushtë.
GULÇl,~A . Thartira që na vjen në grykë zakonisht kur ftohemi; vrer. *vjen gulçi në gojë.*
GULÇlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GULÇOJ, GULÇOHEM. *Gul-çimi i njeriut. Gulçimi i motorit.*
2. Gulç, shpirrë; gulçimë.3. *fig.* Shqetësim; ngushtim. *Ndiert gulçim. A. fig.* Hidhëtim, pikëllim; hall i madh. *Gulçim i rëndë (i madh).*
GULÇIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Frymëmarrje e shpeshtë e me zor, e shoqëruar edhe me kollë; kollë me shpirrë, gulç; zhurma qe del nga gulçimi i njeriut a i kafshëve. *Gulçimë e rëndë (e mbytwr). Gulçima e njeriut (e kalit). Qan me gulçimë.*

*2.* Zhurma e forte dhe e mbytur që bën një motor, një automjet etj., kur nuk punon mirë. *Gulçima e motorit (e lokomotivës).*

GULÇOHEM *vetv.* 1. *shih* GULÇOJ 3IJ.

2. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me vjen gulçi në grykë. *Me gulçohet.*

3. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me pështiroset, me neveritet. *lu gulçuan hudhrat.*

4. *Pës. e* GULÇOJ 6)7.

GULÇOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. Marr frymë shpesh dhe me vështirësi nga lodhja, nga vapa, nga një sëmundje etj.; rënkoj thellë e qaj më të mbytura nga një hidhërim a dëshpërim i madh; nxjerr gulçima, shfryj. *Gulçon i sëmuri. Gulçon kali (lopa). Gul-çonte nga vapa (nga sëmundja). Erdhi duke gulçuar.*

2. *vet. veta III.* Nxjerr një zë a zhurmë të forte e të mbytur si gulçimë (zakonisht për motorët e automjetet, kur nuk punojnë mirë). *Gulçon motori. Gulçon treni (makina).*

3. *fig.* Me mundon një brengë e thellë a një hidhërim i madh; shqetësohem fort, bëhem shumë merak. *Mos gulço për mua.*

4. *fig.* Kam deshirë të madhe për diçka, lakmoj shumë diçka. *Gulçon pas pijes.*

5. *vet. veta 111.* Del me force, shpërthen, gufon. *Gulçon gjaku.*

*6. kal. fig.* Shqetësoj shumë dike, e ngushtoj, i krijoj vështirësi. *Me fal se të gulçova.*

*iç* I gulçoi zemrën *dikujt* e shqetësoi fort dike; e pikëlloi dike; e nxit dike me ngulm për të bërë një veprim.

GULFA-GULFA *ndajf.* Duke dale me shumë gulfa,si curril. *shkonte gjaku gulfa-gulfa.*

GULFË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shpërthimi i menjëhershëm i ujit, i gjakut etj.; curril uji, gjaku etj. *Gulfë gjaku. Gulfë uji.*

*2. fig.* Shpërthimi i zemërimit; Vrer. *Gulfa e hakmarr-jes.*

3. Gllënjkë, hurbë.

GULFlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GULFOJ. *Gulfimi i gjakut (i ujit).*

*2.* Zhurma që bën uji, gjaku ose diçka tjetër e lëngët, kur shpërthen a kur del me force.

GULFOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Del me force, shpërthen si curril. *Gulfon gjaku (uji).*

*2. vet. veta III.* Mbin menjëherë, shpërthen, gufon. *Gulfojnë Met (bimët).*

3. *fig.* Shfryj nga një brengë a shqetësim i thellë.

GULM,~I *m. sh.* ~E, ~ET dhe GULMË,~A.J. ~A, ~AT. 1. Brengë; hall, shqetësim. *Është në gulm.*

*2.* Shamatë, potere; zhurmë, bujë. *Gulm i madh. Bën gulm.*

GULTIM,~I m, *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GULTOJ.

GULTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shpie diçka nga një vend në një vend tjetër; lëviz nga një vend në një tjetër.

2. Nxjerr bagëtinë për kullotë. *Gultoi dhentë.*

3- Çoj gjahun nga strofulla, gulçoj. *Gultoi një lepur.*

GULLMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fat; fat i keq (sipas paragjykimeve). *S'të ndihmon gullma, por puna.*

GULLMËBARDHË *mb.* Fatbardhë.

GULLMËMADH,~E *mb.* Që ka shumë fat, fat-madh.

GULLMËZl,~ZEZË *mb.* Fatzi.

GUMALLAK,~U m. Lëndë veshtullore që përfto-het nga tretja e rrëshirës në alkool ose në vaj e nga përzierja e saj me gome dhe që përdoret për të Iyer zakonisht orenditë që ato të shkëlqejnë, të mbrohen nga gërryerjet etj. *Gumallak i tretur. Era e gumallakut. Lyej (lustroj) me gumallak.*

GUMANË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Grerëz e madhe që nxjerr një zhurmë shurdhuese kur flu-turon.

GUMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Shkëmb i nënujshëm që del edhe mbi sipërfaqen e ujit. *Gumë deti.*

GUMËRATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grumbull gurësh; leranë; gërmadhë e një shtëpie të rrëzuar.

• Mbeti gumëratë mbeti ulok. GUMËZHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Gumëzhitje.

GUMËZHIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zhurma që bëjnë kandrrat (bleta, grerëza etj.) kur fluturojnë. *Gumëzhima e bletës (e arëzës).*

*2.* Zhurmë e ngjashme me atë që bëjnë bletët, arëzat etj. kur fluturojnë; uturimë. *Gumëzhimë shurdhuese. Gumëzhimë e vazhdueshme. Gumëzhima e motorit. Gumëzhima e kamionëve.*

GUMËZHlN *jokal.,* ~U, ~RË. 1. Nxjerr një zhurmë të vazhdueshme kur fluturon (për bletën, arëzën etj.), nxjerr gumëzhimë. *Gumëzhijnë bletët (grerëzat).*

*2.* Nxjerr a lëshon një zhurmë të ngjashme me atë që bëjnë bletët, arëzat kur fluturojnë; buçet, uturin. *Gumëzhin motori. Gumëzhijnë aeroplanët. Gumëzhijnë telat e telefonit. Gumëzhin era (deti). Gumëzhin shkolla (salla, klasa). Gumëzhijnë rrugët. Gumëzhin sheshi (oborri i shkollës). Me gumëzhijnë veshët.*

3. *fig.* Ka gjallëri të madhe nga një veprimtari e dendur, është ngritur peshë, është vënë në lëvizje për një çështje etj. *Gumëzhinin malet nga partizanët. Gumëzhinte tërë Shqipëria.*

4. *fig.* Është mbushur nga fjalët e botës (kur në një qytet etj. fiitet nga të gjithë për dike a për diçka). *Gumëzhinte gjithë qyteti nga fjalët.*

GUMËZHIT *jokal.,* ~I, ~UR. Gumëzhin.

GUMËZHITËS,~E *mb.* Që nxjerr një zë të ngja-shëm me atë të bletës a të arëzës, që të buçet në veshë; shurdhues.

GUMËZHlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes GUMËZHIT.2. Gumëzhimë.

GUNAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që pret, qep e ndreq guna.

ÇUNEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bar blete, milcë.

GUNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Veshje e trashë, e bërë me lesh dhie si një pelerine e gjatë deri nën gjunjë, pa mëngë e me kapuç, të cilën e mbajnë za-konisht barinjtë për t'u mbrojtur nga të ftohtët e nga shiu. *Guna e bariut. Hedh gunën krahëve. Mbulohet me gunë. Gusht e guitë* po kaloi vera duhen veshje e ushqime që të mbajnë ngrohtë. *Mas i shiko gunën, po shikoji punën. fj. u. Rrëfen puna, s'rrëfen guna. fj. u.*

2. Petk grash prej shajaku të bardhë, pa mëngë, hapur përpara dhe i gjatë deri nën gjunjë, që vishet sipër këmishës.

3. *etnogr.* Veshje e sipërme kombëtare për burra dhe gra, e punuar prej leshi ose prej lid si një fustan i hapur në gjoks, me fundin e trupin të qepur njësh dhe kaluarthi.

4J. *fig.* Veshje e rrems për të fshehur fytyrën e vër-tetë, petk.

*it* Nën gunë prapa krahëve, fshehurazi, nën rrogoz. I hodhi (i vuri) gunën *diçkaje shih te* HEDH. Sa-pun mb! gunë diçka që bëhet sa për sy e faqe, mashtrim. Shtroi gunën *shih te* SHTROJ. Mos ia biq gunën! mos e thello më tej, se i dalin të fshehtat e të palarat!; mos ia hiq petën

lakrorit! Mban (fsheh) sëpatën nën gunë është i pabesë, të godet pas shpine, fsheh gurin në gji. Kaloi me kallaj mbi gunë *shih te* KALLAJ,~I. Kthen gunën fgëzofin, kurrizin, krahët) nga fryn era *shih te* KTHEJ. për një pe, për një gjilpërë, shkoi kot një gunë e tërë *fj. u. shih te* PE,~RI.
GUNËBARDHË *mb.* Që mban gunë të bardhë, me gunë të bardhë.
GUNËÇJERRË *mb.* 1. I varfër, i këputur (përdorej nga shfrytëzuesit). 2i *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GUNËDHIRË *mb.* 1. Që mban gunë të dhirtë, me gunë të dhirtë. 2. *Përd. em. shak., mospërf.* Çoban.
GUNËGRISUR *mb.* 1. I varfër, i këputur (përdorej nga shfrytëzuesit).
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GUNËGJATË *mb.* 1. Që e ka gunën të gjatë, me gunë të gjatë. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GUNËKCQ,~E *mb.* Që e ka gunën si të kuqe, me gunë të kuqe.
GUNËTRASHË *mb.* Që e ka gunën të trashë, me gunë të trashë.
GCNËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gunë e vogël për fëmijë e të rinj.
2. Veshje e leshtë grash, si këmishë e gjatë a fustan deri te gjunjët; gunë grash.
3. Qafa e gunës.
GUNËZI,~ZEZË *mb.* 1. Që e ka gunën të zezë, me gunë të zezë. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GUNGAÇ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri me kurriz te dale, kurrizo.
GUNGAÇ~E *mb.* 1. Që i ka dale kurrizi si gungë; që ka një gungë në kurriz; kurrizdalë. 2. *bot.* Gungor. *Rrënjë gungaçe.*
GCNGA-Gl)NGA *mb. I.* Që ka shumë gunga; plot me gunga. *Pemë gunga-gunga. E kishte kokën gunga-gunga.*
*2.* Që ka shumë pjesë të ngritura a bregore, brigje-brigje (për token). *Tokë (fushë, are) gunga-gunga.*
GUNGALEC,~'I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Flokët ose gërsheti që mbledhin grate si kulaç prapa kokës. *Gungalec i thjeshtë.*
2. *Përd. ndajf.* Rrumbullak, si kulaç. *E mblodhi gërshetin gungalec.*
GUNGAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mania e çatisë.
GUNGASH,~E *mb.* 1. Gungaç.
2. *shih* HUNDAÇ~E $_2$.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. GUNGAZ *ndajf.* Doçesh. *Luaj gungaz.*
GUNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e ngritur, pak a shumë e rrumbullakët dhe e forte në kokë a në trup, që shkaktohet nga ndonjë goditje, nga ndonjë sëmundje etj.; xhungë, bullungë. *Gungë e madhe (e vogël). Gungë në ballë (në kokë). lu be një gungë. Iu ul gunga.*
*2.* Pjesë e ngritur në shpinën ose në gjoksin e nje-riut, që formohet nga shtrembërimi i shtyllës kurrizore ose i kafazit të kraharorit; xhunga e kurrizit. *Gunga e shpinës (e kurrizit).*
3. Pjesa e ngritur në shpinën e devesë etj., që formohet nga grumbullimi i dhjamit. *Gunga e devesë. Deve me dy gunga (me një gungë).*
4. Pjesë e dale si xhungë në trungun a në degët e drurëve; pjesë e dale në një enë prej metali. *Gungat e pemës. Degë (trung) me gunga. Kazan me gunga.*
5. Bregore shumë e vogël në një fushë të rrafshët. *Fushë (are) me gunga.*
6. *mjek.* Breshkëz, skrofull.
7. *arkit.* Kungë. *Gunga e kishes.*
8. *përd. mb.* Që ka lëvozhgë të forte, që mezi çahet e që nuk i del thelbi lehtë (për arrat). *Arrë gungë.*
9. *përd. mb.* Që ka gjinj të vegjël, të forte e me pak qumësht (për bagëtitë). *Lopë (dele, dhi) gungë.*
10. *përd. mb.* edhe *fig.* I forte, i fuqishëm; që ka kockë të forte, që nuk nënshtrohet, i papërkulur. *Njeri gungë.*
11. *përd. mb. fig. keq.* Kokëfortë.
12. *përd. mb.* Që nuk dëgjon mirë, i rëndë nga veshët.
GUNGËS,~E *mb.* 1. Që mezi çahet, që nuk i del thelbi lehtë, gungë. *Arrë gungëse.*
2. edhefe. I forte, i fuqishëm; që ka kockë të forte, i papërkulur. *Njeri gungës.*
CCNGËT (i, e) *mb.* Që është i ngritur si gungë; që është me gunga. *Vend i gungët. Lis i gungët.*
GUNGOHEM *vetv.* 1. Bëhem me gungë, me del gunga në kurriz; bëhet me gunga. *Gjyshi ka filluar të gungohet.*2. *Pës. e* GUNGOJ.
GUNGOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. B6j me gungë a me gunga dike a diçka, duke e goditur me një send të forte. *la gungoi kokën me gur.*
GUNGOR,~E *mb. bot.* Që ka ose formon pjesë të dala si gungë; që ka ose formon Zhardhok. *Zgjatime gungore. Patatja (panxhari) është bimë gungore.*
GUNI3HTE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. Gunë e vogël dhe jo shumë e trashë; gunë për fëmijë.
GUNISHTE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore me fletë të vogla si të ullirit e të mbuluara me push, që çel lule ngjyrëmanushaqe.
GUPE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Veshje e leshtë grash, si jelek me mëngë të gjata e të gjera. më parë *vishnin gupe.*
GUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lëndë minerale e forte dhe e patretshme në ujë, por e thyeshme, që gjendet në brendësi ose në sipërfaqe të tokës si masë e ngjeshur ose në copa të veçanta dhe që përdoret kryesisht si lëndë ndërtimi; një cope e veçantë e kësaj lënde me përmasa të ndryshme. *Gur i forte (i butë). Gur vullkanik (gëlqeror). Gur stralli* kuarc. *Gur i gdhendur. Gur lumi (zalli). Gurët e kalldrëmit. Guri i themelit. Gur vatre* secili nga të dy gurët e vendosur në anë të vatrës, carani i vatrës. *Gurët e qosheve (e pragjeve). Rrasë guri. Çekan (sëpatë) prej guri. Shtëpi prey guri. Punime në gur. I gdhendur (i shkruar) në gur. Thyej gurë. Hedh gurin. Shtroj me gurë. I ra (e qëlloi, e gjuajti, e goditi) me gurë. Me një gur s'bëhet mur. fj. u. Gur, gur bëhet mur. fj. u. Gurë, gurë bëhet kalaja. fj. u. Pika shpon gurin. fj. u.*
2. *vet. nj.* Shkëmb (edhe si pjesë përbërëse e emrave të vendeve). *Gur i gjallë* shkëmb i tërë, fare shkëmb. *Gur i thepisur. Leskovik, o gur i thatë, trima burrat. trime grate! kr. pop. Guri i Kamjes. Guri i Qytetit.*
3. Cope prej kësaj lënde zakonisht e gdhendur, që vendosët diku si shenjë. *Gur përkujtimer. Gur kufiri. Guri i kilometrave. Gur varri.*
4. Një cope prej kësaj lënde me përbërje, me përmasa e me trajta të ndryshme, që kryen një punë të cak-tuar në një mekanizëm ose që shërben drejtpërdrejt për një punë. *Gur grihës. Gur shkrepës. Gur mulliri* mokër. *Gur zjarri* guri i urorit. *Gur çakmaku. Gur kafeje* gur i forte, i gërryer brenda e i bërë si havan për të shtypur kafenë.
5. Cope nga një lloj minerali i forte, i rrallë e i çmuar, me shkëlqim të madh; rubin. *Gur i çmuar. Gur xhevahir. Guri i unazës. Unazë me gur. Ore me (pa) gurë.*

6. *mjek., veter.* Formim i ngurtësuar në disa organe të sëmura brenda në trupin e njeriut ose të kafshëve (në veshka, në mëlçi, në tëmth etj.). *Gur në veshka (në mëlçi). Gurët e tëmthit. Gurët e dhëmbëve. I hoqën (i nxorin) dy gurë.*
7. Secila nga figurat që përdoren në disa lojëra. *Gur bilardoje. Gur shahu. Gur dominoje.*
8. *bised.* Secila nga copat prej metali, me peshë të caktuar, që përdoret për të peshuar mallra a sende të ndryshme në një peshore, secila nga peshat e peshores; gramar. *Gur një kilogram.*
9. *bised.* Bërthama e disa frutave. *Gur thane (kum-bulle, pjeshke, qershie).*
10. *fig.* Brengë e thellë, peshë e rëndë në zemër, gozhdë. *Ka një gur në zemër.*
11. Sasia e ujit që nevojitet për një mulli drithi, për një pale mokra ose sasia e ullinjve që shtrydhen njëherësh në një mulli vaji. *Një gur ujë. Një gur ullinj.*
12. *përd. mb.* Shumë i forte e i ngjeshur. *Buka ishte gur. Ka ngrirë dheu, është bërë gur. I ka faqet gur* i ka faqet të shëndosha, të ngjeshura. *E ka mishin gur.*
13. *përd. mb.* Shumë i rëndë. *Thesi qenka gur.*
14. *përd. ndajf.* Shumë (me disa mbiemra). *Gur i forte. Gur i rëndë. Gur i ftohtë.*
• U be gur (dru) *shih te* DRU,~RI. U bëftë gur *mallk.* vdektë! Gur femër *shih te* FEMËR,~RA. Guri (zari) i fundit *shih te* FUNDIT (i,e). Gur kufiri *shih te* KUFI,~RI. Gur prove *libr. shih te* PROVË, ~A. Gur në rrokullimë *shih te* RROKULLIMË,~A. Gur shahu *shih te* SHAH,~U. Gur themeli *shih te* THEMEL,~I. Gur themeltar (themelor) gur themeli. Me gore në kokë me mundime të mëdha, duke kapër-cyer vështirësi të mëdha. Si gur (si pliakë) varri *shih te* VARR,~I. E gjuaj me gurë *dike* hedh gurë mbi dike. Hodhi gurë *mbi dike shih te* HEDH. 1 ka humbur guri *dikujt* nuk është në vete, e ka humbur fillin, e ka humbur toruan. Nuk është prej guri nuk është njeri fare pa ndjenja, nuk është njeri pa zemër. Ka lindur prej gurit *shih te* LIND. Luan (lëviz) gurët *shih te* LUAJ. E nxjerr nga guri *diçka* është shumë i zoti, bën edhe të pamundurën. Qajnë edhe gurët për *dike* ka qenë njeri shumë i mirë, sa që u vjen keq të gjithëve që ka vdekur ose që është lar-guar përgjithnjë nga një vend. Bën gurin e gjakut *dikush shih te* GJAK,~U i. I ka bërë gurin e gjakut *shih te* GJAK,~U i. E bëri gur e hi *d i ç k a* e shka-tërroi krejt, e bëri shkrumb e hi. Iu be gur në opingë *dikujt* e bezdisi shumë, ia solli në majë të hundës, s'e duron dot. Bëri gurët e zez! s'bëri asgjë. U be urë e gut *shih tek* URË,~A. E bëri zemrën gur duroi shumë, e mbajti veten për të mos u rrëmbyer nga ndjenjat, për të mos u mposhtur nga hidhërimi etj. I Yuri një gur zemrës e bëri zemrën gur. I ra gurit e drurit u përpoq shumë, u mundua pa masë, s'la gjë pa bërë. I ra (i kaloi) gur me gur e bëri diçka pa shumë shpenzime. I rente gurit e drurit! mos prektë asnjeri, kaloftë pa bërë dëm në njerëz! (kur flitet për ndonjë sëmundje të rëndë a epidemi, për një fatkeqësi etj.). I kanë rënë gurë në lug *shih te* LUG,~U. I ra guri në opingë e zuri e keqja, i ra një hall në derë. I ra sëpata në gur hasi në një pengesë të forte, i hasi sharra në gozhdë. Çau gur e dru bëri çmos, bëri të pamundurën. Çele gur gojën! *shih te* ÇEL. S'del gjë nga guri s'të jep gjë koprraci, mos prit të mirë nga koprraci. S'del raj nga guri *fj. u. shih te* VAJ,~I i. Dimri ha gurë (kashtë, gozhdë) *shih te* DIMËR,~RI. E dine (e morën vesh) edhe gurët e rrugës (e sokakëve) e dine të gjithë, s'ka mbetur njeri pa e marrë vesh. I dhimbcet eurit e drurit u vjen keq të gjithëve për dike. E gjeti guri vendin *shih te* VEND,~I. Gjuha pret hekurin (can gurin, shkëmbin) *fj. u. shih te* GJUHË,~A. Ha gur e dru *shih te* HA. Ha (bren) gurin (bekurin, ceUuM, plumbin, token) me dhëmbë *shih te* DHËMB,~I. S'e ha guri i mullirit është shumë i forte. Ku ha palm gurë (stroll) vend që është fare i zhveshur, plot me gurë, që nuk ka fare bimësi; vend shumë i Varfër. I furl (i hodhi) një gur në opingë (në shollë, në këpucI) *dikujt* i tha një fjalë për ta nxitur kundër një tjetri a për t'i futur në shpirt një dyshim a një shqetësim. Hodhi gurë prapa *dik us h* iku e nuk kthehet me (për dike që i ka prishur marrëdhëniet me një rreth të caktuar njerëzish). Hedh (vë) gurë në rrota nxjerrpengesa e veshtirësi, përpiqet të pengojë punën a veprimtarinë e dikujt. Hedh një gur në ujë (në lumë, në ferrë) *shift tek* UJË,~I. I heq gurin e fundit *dikujt shih te* HEQ. Humbi si guri në ujë (në lumë) u zhduk pa lënë asnjë gjurmë. Është si guri në hobe *shih te* HOBE,~JA. Është gur mulliri *shih te* MULLI,~RI. Jane gur e uror po u takuan te dy, do të zihen keqas pa tjetër, jatië si zjarri me vajgurin. Ka durim prej guri (prej hekuri) *dikush shih te* DURIM,~I. E ka kokën gur është shumë kokëfortë, është kokë-shkëmb. S'ka oriz pa gurë *fj. u.* s'ka gjë pa asnjë të metë, s'ka pyll pa derra. Kërkon diçka në gur të shpuar *shih te* SHPUAR (i,e). S'lë dy gurë bashkë *shih te* LË. Nuk lë gur mbi gur nuk lë gjë në këmbë, nuk lë gjë pa lëyizur ose pa prishur; është ters. S'la gur në këmbë a) bëri ç'është e mundur për të plotësuar një dëshirë a nevojë vetjake; b) s'la gjë pa trazuar a pa lëvizur nga vendi (zakonisht për fëmijët). S'lë gur pa lëvizur (pa trazuar, pa luajtur, pa kthyer) *shih te* LË. la la gurin *nëqafëdik uj t shih te* QAFË,~A. Luaj (hedh, përdor) gurin (kartën, letrën, zarin) e fundit *shih te* F^JNDIT (i,e). E merr me gur e me dhe *di ç k a* e merr diçka megjithështpirt; e merr me siguri. Mbeti si guri në ujë (në zall, në lumë) mbeti vetëm pa njeri. Mërzit (bezdis) gur e dru është shumë i mërzitshëm, të mërzit pa masë. E ndjek në gur e në galinë e ndjek hap pas hapi, këmbakëmbës, e ndjek gur me gur e Zall me zall. Nxjerr (qit) vaj (mjaltë, ujë) nga guri *dikush shih te* VAJ,~Ii. Pëlcet edhe gurin *shih te* PELCAS. Shkoi (vajti) si guri në ujë (në lumë, në pellg) shkoi kot. Shkul një gur nga një mur *shih te* SHKUL. I vë gurin e rëndë *d( k uj t a di çk aj e* kërkon ta groposë e ta varrosë përgjithmonë, kërkon ta asgjësojë. I vuri gurin e varrit *diç k aj e shih te* VARR,~I. I vë gurët në zemër *di-kuj t shih te* ZEMËR,~RA. I zuri guri këmbët *shih te* KËMBË,~A. U be leku gur mulliri *shih te* MULLI, ~RI. Fjala e burrit, pesha e gurit *fj. u. shih te* PESHË, ~A. Fjalë të mira e gurë në trastë (në torbë, në thes) premtim a zotim për të bërë diçka, por që nuk shoqëro-het me punë e me vepra ose që nuk zbatohet. Fol o gur, fol o mur! fole një fjalë, të shkretëri!, hape gojën!, mos hes-ht kështu! (për dike që nuk flet fare kur ndodhet midis shokësh). Guri është i rëndë në vend të vet *fj. u.* njeriu ka vlerë në vendin e ti i. Hedh (fug) gurin (pe-shën) e fsheh dorën *shih te* HEDH. S'të jep as gur për të çarë kokën është shumë dorështrënguar, është kpprrac i madh. Ka në dorë edhe gurin edhe arrën ka fuqi e mundësi të veprojë si te dojë, ka në dorë të gjitha mundësite dhe mjetet për të zgjidhur një punë, mund të bëjë si të dojë, sepse çdo gjë varet prej tij. Ka në dorë të gjithë gurët i ka të gjitha mundësite dhe mjetet. Një gur

s'bën (s'çon) mur *fj. u.* një i vetëm nuk kryen dot punën që bëjnë shumë veta të bash-kuar, bashkimi ban fuqinë. Unë me bukë e ai me gurë *shih te* BUKË,~A. Ms një gur (me një të shtënë) vret dy zogj me një punë a veprim arrin njëkohësisht dy qëllime. Heq (vuan) si gjarpri nën gur (si miu në mur) *shih te*GJARPËR,~RI. Guri fiiozofiklëndë fantas-tike, të cilën kërkonin ta zbulonin alkimistët në mesjetë, duke besuar se ajo kishte gjoja veti të bënte çudira — t'i kthente të gjitha metalet në ar, të shëronte çdo sëmundje, të zgjaste jetën e njeriut e t'i bënte pleqtë p'ërsëri të rinj. Gur g j a k u *mm.* mineral në ngjyrë të kuqe te errët, që përmban me shumë he-kur. Gur Iiri (leshi, mëndafshi, p a m -b u k u) asbest, amiant. Gur i zgjebur *shih te* ZGJEBUR (i, e). B a r guri *boi. shih te* BAR,~l i. Fier guri (shkëmbi)6oi. *shih te* FIER,~i i. Koha (periudha, epoka) e gurit *hist.*
periudha e hershme e shoqërisë njerëzore, kur nje-rëzit përdornin vegla prej guri. Peshk guri *zool. shih te* PESHK,~U.
GURABIJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Ëmbëlsirë e gatuar me miell, me gjalpë e me sheqer, që pritet në copa katërkëndëshe a të rrumbullakëta dhe piqet në furrë; një cope nga kjo ëmbëlsirë. *Gurabije me gjalpë. Blej dy gurabije.*
GURACAK,~U *m. sh.* ~>Ë, ~JËT. Ai që banon në vise malore e shkëmbore dhe nuk zbret për të di-mëruar në fushë. *Guracakët e Vermoshit.*
GURACAK,~E *mb.* 1. Që është me gurë e me shkrepa; shkëmbor. *Vend guracak. Lagje guracake.*
2. Që rron nëpër male e shkëmbinj; që është më-suar të jetojë e të punojë në zona me natyrë të ashpër dhe malore (zakonisht për kafshët). *Kale guracak. Mushkë guracake. DM guracake.*
3. Që ka trup të lidhur e të forte; i forte. *Burrë guracak. Vajzë guracake.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 2,3 të mbiemrit.
GURAÇOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gur i vogël i rrumbullakët, guralec. *Gjuan me guraçokë. Dysheme e shtruar me guraçokë.*
2. *përd. rtdajf.* Guraçokthi. *Luaj guraçok.*
GURAÇOKTHI *ndajf.* Luaj guraçokthi: luaj me një grup fëmijësh me pesë guralecë, duke hedhur njërin (me të madhin) lart dhe duke marrë një nga një me shpejtësi katër të tjerët që janë në tokë, po më të njëjtën dorë, sipas rregullave të lojës (kryesisht lojë vajzash).
GURAJË,~'A *sh.* -~'A, '~'AT. Vend me gurë; gurishtë.
GURALEC,~>I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gur i vogël, i rrumbullakët dhe i lëmuar; gur zalli. *Guralec i bardhë (i lëmuar). Guralecë lumi. Luaj në me guralecë.*
GURALECASH *ndajf.* Luaj guralecash: luaj guraçokthi.
GURAMEL *mb.* Që ka bërthamë të vogël e të forte; kokërrvogël. *Ulli guramel.*
GURAPEC *ndajf.* Luaj gurapec: luaj guraçokthi.
GURAPESH,~I *m.* Lojë popullore që zhvillohet në trajtë gare, për të provuar se cili nga pjesëmarrësit do ta hedhë me larg një gur prej dy-tre kilogramesh. *Ishte ipari në gurapesh.*
GURAPESHË,~A . *shih* GURAPESH, ~I.
GURASHENJASH *ndajf.* Luaj gurashenjash: luaj rrasash.
GURÇ,~E *mb.* Gurës. *Arr'i gurçe. Plak gurç.*
GURËCOHET *vetv.* I. Nguroset; ngurtësohet.
2. Bëhet i forte si gur; forcohet.
3. *Pës. e* GURËCOJ.
GURËCOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Nguros; ngurtësoj. 2. E bëj të forte si gur; forcoj.
GURËHEDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *hist.* Armë e vjetër për të hedhur larg gurë të mëdhenj.
GURËS,~E *mb.* 1. Që e ka lëvozhgën të forte, gungë. *Arrë gurëse.*2. Gurje. *Dardhë gurëse.*
3. *fig.* I forte si gur, shumë i forte (për njerëzit).
4. *fig. keq.* Dorështrënguar.
GURËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GURËZOJ, GURËZOHET.
*Procesi i gurëzimit.*
GURËZOHET *vetv.* 1. Nguroset; ngurtësohet. *Lava gurëzohet.*
2. *fig.* Bëhet i forte si gur; forcohet.
3. *Pës. e* GURËZOJ.
GURËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Nguros; ngurtësoj. 2. *fig.* E bëj të forte si gur; forcoj.
GURGACË,~A . dhc GURGAC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Gur shkrepës, gur zjarri, strall.
GURGDHENDËS,~l *m. sh.* ~>, ~IT. 1. Mjeshtër që merret me gdhendjen e gurit, gurskatitës. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
GURGULE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Zhurmë e madhe; rrëmujë, trazirë. *U be një gurgule e madhe.*
*2.* Grumbull i çrregullt njerëzish, turmë plot zhurmë.
GURGULL,~IXI *m. sh.* ~J, ~JT *anat., bised.* Gurmaz, grykë. *E mbërtheu për gurgulli.*
GURGULLESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore me gjethe të mëdha, me rrënjë si kokë hudhre, që përdoret në mjekësinë popullore kundër ngalosës së bagëtive; bar ngalose.
GURGULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GURGULLOJ, GURGU-LLOHET. *Gurgullimi i gazit në gizë të shkrirë.*
2. Gurgullimë. *Gurgullimi i kroit (i rrëkesë).*
GURGULLlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zhurma që dëgjohet kur gurgullon uji a diçka tjetër e lëngët. *Gurgullimë e ëmbël (e mbytur). Gurgullima e burimit (e ujit).*
*2.* Zë i ngjashëm me zhurmën e ujit ose të një lëngu tjetër kur gurgullon. *Kënga u shua me një gurgullimë te zgjatur.*
GURGULLOHET. *Pës. e* GURGULLOJ3.
GURGULLOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Nxjerr një zë të mbytur e të vazhdueshëm (për ujin ose për ndonjë lëng tjetër kur rrjedh ose valon); rrjedh ose valon duke lëshuar ca si tinguj të mbytur e të vazhdueshëm. *Gurgullon uji. Gurgullon burimi (përroi).*
*2. vet. veta HI fig.* Zien, vlon. *gurgullon në zemër. Heroizmi u gurgullon nëpër deje.*
3. *kal. kim.* Fut ajër ose ndonjë gaz tjetër në një lëng, në metal të shkrirë etj. *Gurgulloj ajër (metan, gaz).*
GURGULLUES,~E *mb.* 1. Që nxjerr gurgullimë, që rrjedh ose valon me gurgullima, që gurgullon (për ujin a për lëngje të tjera). *Ujë gurgullues.*
*2.* Që nxjerr një zë të ngjashëm me zhurmën e ujit kur gurgullon. *Zë gurgullues.*
GURGUR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Masur. *Gurgur mepenj të bardhë (të zez).*
GURGJAK,~U m. Rubin.
GURIÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gur i vogël; guralec. *Gjuajnë (luajnë) me guriçka.*
GURINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend a tokë me gurë, gurishtë. 2. *vet. sh.* Copa gurësh, gurë.

GURISHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT dhe GURISHTE,
~JA . *sh.* ~E, ~ËT. 1. Vend a tokë me shumë gurë zakonisht të Vegjël. *Gurishtë e zhveshur (e thatë). U punuan (prodhojnë) edhe gurishtat. 2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.

GURISHTOR,~E *mb.* Që ka shumë gurë të vegjël, që është me gurë. *Vend gurishtor. Tokë gurishtore.*

GURJE *mb.* Që e ka tulin të forte, që është me tul të forte (për disa frUta). *Qershi (mollë, dardhë) gurje.*

GURKALI m. *kim.* 1. Bashkim kimik me ngjyrë të kaltër në të gjelbër, që del nga veprimi i acidit sulfurik mbi baker dhe që përdoret kryesisht për spër-katjen e hardhive, sulfat bakri. *Spërkatje me gur kali.*

*2. përd. mb.* I kaltër në të gjelbër, që e ka ngjyrën si të gurkalit. *Ngjyrë gurkali. Rroba gurkali.*

GURLATUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mjeshtër që merret me latimin e gurëve; gurgdhendës.

GURMAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gur i vogël, i rrumbullakët dhe i lëmuar; guralec, guraçok.

GURMACTHI *ndajf.* Guraçokthi.

GURMAZ, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *anat.* Gypi i ushqimit që nga fundi i gojës e deri në stomak; pjesa e sipërme e këtij kanali, fyt. *Njomi gurmazin. hi tha gurmazi. I mbeti në gurmaz.*

*2. bised.* Gabzherr, rryl. *dilte zëri nga gurmazi. Bërtet sa i ha gurmazi* bërtet më të gjitha forcat. *Mbylle gurmazin!* pusho, mos fol me!

3. Gllënjkë. *Një gurmaz ujë (raki). Piu ca gurmaze.* • Iu shqye (i doli) gurmazi *shih te* SHQYHEM.

Kruaj (pastroj) gurmazin *shih te* KRUAJ. Iu tha gurmazi (goja, buza, gryka) për *diçka shih te* THA-HEM.

GURMICË,~A . Alabaster. GURNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gurishtë. GURNEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Skort i bardhë.

GURNECKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Skort i bardhë, gurnec.

GUROHET *vetv.* 1. Nguroset; ngurtësohet. 2. *fig.* Bëhet i forte si gur; forcohet.

GUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Nguros; ngurtësoj. 2. *fig.* Bëj të forte; forcoj.

GUROR,~E *mb.* 1. Që përbëhet prej guri; shkëmbor. *Formacion guror. Kodër gurore.*

2. Që është plot me gurë, që ka gurë. *Tokë gurore. Vend guror.*

GURORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vendi ku nxirren gurë për ndertime etj. *Gurore e re (e vjetër). Punëtorët e gurores. Punon në gurore. Hapën një gurore.*

GUROS *kal.* ~A, ~UR. Nguros.GUROSEM *vetv.* Ngurosem. GUROSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Ngurosje. GURPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Gurlatues. GURSKALITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Gurgdhendës.

GURSHKREPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Gur zjarri, strati.

GURTII 0, e) *nib.* 1. Që është prej guri; që është bërë a është ndërtuar me gurë. *Pllakë (rrasë) e gurtë. Mur i gurtë. Shtëpi e gurtë. Statujë e gurtë. Shkallë e gurtë.*

2. I ngurtë.

3. *fig.* I forte.

4. *fig.* Që ka pamjen dhe ngjyrën e një guri, që është si pa jetë, i ngrirë. *Fytyrë e gurtë.*

+ E ka zemrën të gurtë nuk i vjen keq për të tjerët, është zemërgur. Thëngjill i gurtë *vjet.* qymyr-guri.

GURTH, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *Zvog. e* GUR,~I.

2. Guri që formohet në veshka, në mëlçi etj. *Gurthi i veshkave. Gurth në mëlçi.*

3. Cipë e gurtë që zënë dhëmbët në rrëzë nga kri-përat gëlqerore; gur dhëmbësh, çmërs. *Gurth dhëm-bësh. Zënë gurth dhëmbët.*

4I Mjet i thjeshtë i ndërtuar me dy rripa të vegjël dërrase, të mbërthyer kryq, që përdoret për të dre-dhur fije peri. *Gurth për të dredhur penjtë e tërkuzës.*

5: Formimi i gjinjve tek vajzat e reja, si shenjë e parë e kalimit nga fëmijëria në moshën e rinisë. *ra gurthi.*

GURTHËRRMUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Punë-
tor jqë thërrmon gurë për punime ndërtimi.

2. *si mb.* ~, ~E. Që thërrmon gurë (për punëtorët e për makinat).

GURTHI *ndajf.* Luaj gurthi: Iuaj duke hedhur e, duke pritur me një dorë dy gurë të Vegjël njëri pas tjetrit (kryesisht lojë fëmijësh).

GURTHIMURTHI *ndajf.* Luaj gurthimurthi: luaj me një grup fëmijësh, duke vendosur grushtet njëri mbi tjetrin, ndersa çdo pjesëmarrës kërkon të gjejë diçka të fshehur në secilin prej tyre.

GURTHYES,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. Punëtori që thy eh gurët e mëdhenj në copa më të vogla; punëtori që thyen gurë; punëtori që bën çakëll. *Që i ri punoi si gurthyes.*

*2.Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Punëtor gurthyes.*

GURTHYESE,~'JA . *sh.* ~E, ~ET. I. *Fem. e* GURTHYES,~I.

2. Makinë për thyerjen a për copëtimin e gurëve. *Gurthyesja e ka lehtësuar punën.*

GURZJARR,~I *m.* Strail, gur shkrepës.

GURRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Vendi nga ku del një përrua a një lumë (zakonisht në një mal a shkëmb), ama, burimi i një përroi a i një lumi; burim me shumë ujë; krua. *Gurrë e ftohtë. Gurrë e pashter-shnte. Gurra e Matit (e Shkumbinit). Gurrat e maleve. Gurra e fshatit. Ujë gurre. Pi ujë në gurrë. I kthjellët si ujii gurrës.*

2. *fig.* Zanafilla, burimi i diçkaje. *Gurra popullore.*

3. Rrëks, vij6. *Gurrë gjaku. Gurrë Jotësh. A. përd. ndajf.* Me shumicë, shumë, rrëke, çurkë. *shkonin lotët gurrë.*

GCRRËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. GurrS c vogël, gurrë me pak ujë; krua që ka pak ujë ose që nga-njëherë shteron.

GURRNl,~A *sh.* ~, ~TË. Vorbull.

GURRON *jokal,* ~OI, ~UAR. 1. Del me shumicë nga mali a nga shkëmbi, buron (për një lumë a përrua, për një krua etj.). *Gurron nga shkëmbi (në rrëzë të malit). Gurron i kulluar.*

*2.* Rrjedh me shumicë e pa ndërprerje (për shiun, gjakun, lotët etj.), rrjedh rrëke. *Shiu nisi të gurronte. I gurroi gjaku. I gurruan lotët.*

3. *fig.* Ë ka zanafillën ose burimin diku, buron.

GUSH *kal.,* ~A, ~UR *përk., fëm.* E përqafoj, e zë në gushë, e marr në gushë dike. *Gush fëmijën. Ë gushi t'ëmën.*

GUSHACAK,~E *mb.* Gushëdalë.

GUSHAFARFURI *mb. poet.* Që e ka gushën shumë të bardhë e të bukur, që e ka gushën si farfuri. *Nu-se gushafarfuri.*

GUSHAK,~E *mb.* Që ka gushë të madhe; gushëdalë.

GUSHAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Gushëkuq.

GUSHAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT edhe *keg.* Gushak; gushëdalë.

GUSHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Gushëkuq.
GUSHAR,~E *mb.* Gushak; gushëdalë. GUSHARAK,~E *mb.* Gushak; gushëdalë.
GUSHARAKE,~JA *sh.* ~E, ~ET. PulI me
gushë të madhe.
GUSHAS *ndajf. për* qafe, në gykë; gushë *me* gushë. *E rroku (u rrokën) gushas. Flinin gushas.*
GUSHEM *vetv. përk., fem.* Përqafohem me dike. *U gushën me gëzim.*
GUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e p6rpar-me dhe pak e dale e qafës së njerëzve ose të kafshëve; pjesa e dhjamur që varet nën mjekër te disa njerëz të shëndoshë. *Me gushë të bardhë. Me gushë të varur. Palat e gushes. Stolitë (florinjtë) e gushes. Është bërë me gushë (me dy gusha)* është shëndoshur shumë. *Ka vënë (ka lëshuar) gushë* është bërë me gushë, është ngjallur.
2. Pjesë zakonisht e majme nën qafën e shpendëve; puplat që mbulojnë këtë pjesë të qafës te shpendët. *Me gushë të kuqe (të verdhë).*
3. Qese në kapërcyellin e disa shpendëve, ku qëndron ushqimi për një kohë para se të kalojë në organet e tretjes. *Gusha e gjelit të detit (e patës).*
4. Pjesa (tëkura, muskujt etj.) nën nofullën e poshtme te disa amfibë e zvarranikë; pjesa pranë verzave te peshqit. *Gusha e bretkosës (e hardhueës). I heq gushën peshkut.*
5. *mjek.* Fryrje në pjesën e përparme të fytit, që shkaktohet nga zmadhimi i gjëndrave tiroide; së-mundja që shfaqet me një fryrje të tillë; strumë. 5”-*mundja e gushes. Ai kishte gushën.6. usht.* Pjesa e një arme (e pushkës, e revoles etj.), ku vendosen fishekët para se të shkojnë në fole. *Gusha e pushkës (e revoles). la vuri fishekët në gushë.*
7. Pjesa e poshtme e kularit, ku mbështetet gusha e kaut. *Gusha e kularit (e zgjedhës).*
• Gushë për gushë shumë afër njëri-tjetrit; duke u përqafuar. lu lëshua gusha *dikujt* filloi të flasë pa pushim, e lëshoi gojën. Zë në gushë (marr në gushë) *dike* e përqafoj. E ka shpirtin në gushë i erdhi vdekja, i erdhi fundi, s'ka shpëtim. Gjëndra e gushes *mjek.* gjëndra tiroide.
GUSHËBARDHË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Zog i murrrrië me gushë të bardhë, i ngjashëm me trumcakun, që shihet shpesh në dimër mbi dëborë.
GUSHËBARDHË *mb.* 1. *poet.* Që e ka lëkurën e gushes të bardhë e të lëmuar, me gushë të bardhë e të bukur (zakonIsht për Vajzat e grate). *Vajzë gu-shëbardhë.*
2. Që e ka gushën të mbuluar me pupla a me qime të bardha (për shpendët e për kafshët). *Zog gushë-bardhë. Lepur gushë bardhë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *to kën-dojnë gushëbardhat.*
GUSHËDALË *mb.* 1. Që e ka gushën pak të dale.
2. *mjek.* Që i ka dale gusha a struma, që vuan nga sëmundja e gushes (për njerëzit).
3. Që është shëndoshur ose ka ngrënë shumë dhe i është fryrë gusha (zakonisht për shpendët); gushë-fryrë. *Pule gushëdalë.*
GUSHËFRYRË *mb.* Që i është fryrë gusha ngaqë ka ngrënë shumë a ngaqë është shëndoshur etj.; gushëdalë (për njerëzit e për shpendët).
GUSHËKUQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool. Zog* i vogel këngëtar i ngjashëm me trumcakun, me trup të murrmë e me gushë të kuqërreme.
GUSHËKUQ, ~E *mb.* Që e ka gushën të kuqe, që është me gushë të kuqe (zakonisht për shpendët). *Thëllëzë (dallëndyshe) gushëkuqe. Pëllumb gushëkuq*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për shpendët).
3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet., përçm.* Xhandari (kështu e quante populli me përçmim xhan-darin në kohën e regjimit antipopullor të Zogut, sepse kishte një cope cohë të kuqe në jakën e xhaketës). *U përleshën me gushëkuqët.*
GUSHËLËSHUAR *mb.* Që ka lëshuar gushë ngaqë është shëndoshur shumë, që i varet dhjami nën gushë ngaqë është ngjallur.
GUSHËMADH,~E *mb. 1.* Që e ka gushën të ma-dhe; gushëdalë.
2. *shar.* Që nuk ngopet së ngrëni, që ha shumë (zakonisht për shpendët).
GUSHËMERMER *mb. poet.* Që e ka lëkurën e gushes të bardhë e të lëmuar si mermer; gushëbardhë (zakonisht për vajzat e grate). *Vajzë (grua) gushëmer-mer.*
GUSHËPËLLUMBI *mb.* Që ka ngjyrë manusha-qeje të ndritshme. *Ngjyrë gushëpëllumbi.*
GUSHËSPEC,~E *mb.* Gushëkuq.
GUSHËSHPUAR *mb.* 1. *shar.* Që ha shumë, që nuk ngopet së ngrëni; grykës, llupës.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Mos të rente në sofër gushëshpuari!*
GUSHËVARUR *mb.* Që i varet gusha si lapër (për njerëzit e për kafshët).
GUSHËVERDHË *mb.* 1. Që e ka gushën të verdhë, me gushë të verdhë (për shpendët e për disa kafshë). *Zog gushëverdhë. Miu gushëverdhë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GUSHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Zvog. e përk.* e GUSHË,~A. *Gushëza e nuses. Gushëza e zogut. Gushëza e çiftes.*
GUSHIQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është i së-murë nga gusha, ai që ka strumën.
GUSHIT (GUSHIS) *kal,* ~A, ~UR. Ther në gushë; i pres gushën; i qëroj a i heq peshkut gushën dhe pjesët e tjera të brendshme që nuk hahen. *Gu-shiti peshkun.*
GUSHITET. *Pës. e* GUSHIT. GUSHOHET. *Pës. e* GUSHOJ.
GUSHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Qeth dhentë në gushë. *Gushoi dhentë. Bagëtinë e gushojnë në vjeshtë.*
GUSHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Varg me stoli të imëta që mbahet në qafë nga vajzat ose nga grate për zbukurim; gjerdan, qafore.
2. Grykashkë. *Gushore fëmijësh.*
3. Rrip lëkure që u vihet kafshëve në qafë; qafore. *Gushorja e kalit. I vë gushoren qenit.*
4. Pjesa e majme nga gusha e një shpendi. *Gushorja i jepet mikut.*
GUSHOSH,~E *mb.* Gushëdalë.
GUSHT,~I m. Muaji i tetë i vitit, që vjen pas ko-rrikut. *Në fillint të gushtit. Gusht e gunë shih te* GUNË, ~A j. *Pa ardhur gushti, s'piqet mushti. fj. u.*
*k* Që në gusht nga një grusht *shih te* GRUSHT,~I. Shkoi vapa me gushtin. *u.* a) çdo gjë ka kohën e vet; b) njeriu në moshë të kaluar nuk ka me atë fuqi e atë aftësi. Ethet e gushtit *shih tek* ETHE,~JA $_2$.
GUSHTAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Cumri, qefulli i verës.

GUSHTAK,~E *mb.* 1. Që piqet në gusht (për fruta e bimë). *Miser gushtak. Mollë (dardhë) gushtake. Duhan gushtak.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Gushtak i verdhë (i bardhë, i kuq).*
GUSHTAKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Are e mbjellë me miser gushtak.
GUSHTAR,~E *mb.* Gushtak. *Fik gushtar. Dardhë gushtare.*
GUSHTARAK,~E *mb.* 1. Gushtak. *Dardhë (mollë) gushtarake.*
*2.* Që del nga veza a që lind në gusht. *Zogj gushtarake.*
*3. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
GUSHTJE *mb.* Që piqet në gusht, gushtak. *Dardhë gushtje.*GUSHTOR,~E *mb.* Gushtak; gushtarak. *Dardhë gushtore. Zog gushtor.*
GUSHTOVJESHTË,~A . Periudhë kohe që përfshin ditët e fundit të gushtit dhe ditët e para të shtatorit. *Është gushtovjeshtë. Piqen në gushtovjeshtë.*
GUTAPERKË,~A . Lëndë plastike si gome, në ngjyrë të lëkurës, që përgatitet nga mpiksja e lëngut të disa bimëve tropikale dhe që përdoret në mjekësi e në teknikë.
GUVERNATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zyrtari me i lartë, që drejton e qeveris një province a një departament në disa shtete kapitaliste ose një shtet të veçantë në një federate shtetesh kapitaliste; zyrtari me i lartë që përfaqëson shtetin sundues e që qeveris në një koloni.
GÇVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vrimë e madhe a grope brenda në një shkëmb ose në tokë; shpellë. *Guvë e thellë.*
|2. Zgërbonjë. *Guvë ulliri.*
GUXIM,~I *m.* Vetia e atij që është trim, i vendosur e i gatshëm për të kryer një detyrë a një punë të rre-zikshme ose shumë të vështirë, vetia e atij që nuk trëmbet nga rreziqet e vështirësitë; qëndrim i guxim-shem, sjellje e guximshme; trimëri. *Guxim i madh (i\tepruar). Me guxim e trimëri. Ka guxim. Man guxim. Flet me guxim. I jap guxim dikuj t* ia shtoj guximin, e bëj të guximshëm a më të guximshëm, i jap zemër. *Marr guximin të...* guxoj të..., vendos të J..
GUXIMDHËNËS,~E *mb.* Që të jep guxim, që ta shton guximin e vendosmërinë, që të nxit për ta vazh-duar pa frikë një punë më tej; që të jep zemër, që të trimëron, trirnërues. *Fjalë (thirrje) guximdhënëse.*
GUXIMMADH,~E *mb.* Guximtar i madh, shumë i guximshëm.
GUXIMPLOTË *mb. poet.* Që është plot guxim, që shpreh guxim. *Vështrim guximplotë.*
GUXIMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk u trembet rreziqeve e vështirësive, që ka guxim, që është trim e i vendosur; guximtar. *Njeri i guximshëm.*
*I.* Që shpreh guxim, që kërkon guxim e trimëri, që | bëhet me guxim. *Aksion (veprim) i guximshëm. Sulm i guximshëm. Mbrojtje e guximshme. Mendim (propozim) i guximshëm. Zotime të guximshme. Për-gjigje e guximshme.*
GUXIMTAR, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri i guximshëm, trim. *Guximtar i madh.*
*2: drejt., vjet.* Vrasësi, dorasi; vjedhësi. *Guximtari u kap.*
GUXIMTAR,~E *mb.* Që ka guxim, i guximshëm. *Djalë guximtar. Vajzë guximtare.*
GUXIMTARE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GUXIMTAR, ~I.
GUXlMTË (i, e) *mb.* I guximshëm.
GUXIT *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Ngacmoj, nguc.
GUXOJ *jokai,* ~OVA, ~tfAR. Ram guxim, ve-proj me guxim, tregoj guxim; mbaj një qëndrim të guximshëm, sillem e veproj pa frikë, si guximtar. *Guxoi e veproi. Kush guxon, fiton. fj. u. Nuk guxon të afrohet (të flasë). S'guxoi të ngrinte sytë. Kush guxon?*
GUXHAS *ndajf. krahin.* Doçash. *Luaj guxhas.*
GUXHUMAR,~I *m. krahin.* Kapërcyell; fyti. *Zë (kap) për guxhumari.*
GUXHUVËRË,~A *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Vrimë e fshehtë. *S"la guxhuvërë pa kërkuar. Futej nëpër guxhuvëra.*
GUZHMË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Rreth thuprash të përdredhura, që lidh zgjedhën me shtizën e par-mendës ose me boshtin e qerres; rreth prej hekuri ose prej thuprash që përdoret për të lidhur ose për të bashkuar dy pjesë të ndryshme. *Guzhma e parmendës. Guzhma e lundrës. Guzhma e trinës. E mbylli derën me guzhmë.*
2. Secili nga dy rrathët e thurur prej thuprash, që viheri në këmbë për të mos u fundosur ose për të mos rrëshqitur në dëborë. *Vë guzhmat.*
• I vë guzhmën *dikujt* e shtrëngoj, e detyroj dike.
GUZHMOHEM *vetv. 1.* Nuk me shkon puna mbarë, s'më ecën puna, me lidhet puna, me bëhet puna nyjë.
2. *Pës. e* GUZHMOJ.
GUZHMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lidh a bashkoj me guzhmë dy pjesë të ndryshme; i vë guzhmën diçkaje, mbyll me guzhmë; vë a fut në guzhmë. *Guzhmoi shtizën me zgjedhën. Guzhmoi trinën. Guzhmoj lopatat.*
2. *fig.* Shtrëngoj, detyroj dike. *E guzhmoi me fjalë. S'ke pse e guzhmon me.*
GYP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Cilindër prej metali, prej qelqi, prej çimentoje etj. me përmasa të ndryshme, i zbrazët përbrenda dhe i hapur nga të dyja anët ose nga njëra anë, që përdoret si mjet a si pajisje në mekanizma e aparate të ndryshme për të kaluar lën-gjet, gazet, avujt etj.; pajisje e tillë me këtë trajtë; tub. *Gyp i drejtë (i kthyer). Gyp uji. Gyp sobe. Gypi i gazeve. Gyp xhami (teneqeje, Ilastiku). Gypi i teles-kopit. Gypi i Uambës. bised.* poçi i Uambës. *Gypi i lugut të mullirit. Gypi i kazanit të rakisë.*
2. Kuti si cilindër që përdoret zakonisht për të mbajtur gjilpëra, ilaçe etj. *Gypi i gjilpërave. Gypi i aspirinave.*
3. *anat., biol.* Pjesë e zgjatur me trajtë të tillë nS organizmin e njeriut e të kafshëve, nëpër të cilën ka-lojnë lëndë të ndryshme; organ në këtë trajtë në organizmin e njeriut, të kafshëve ose të bimëve. *Gypi i tretjes (i ushqimeve). Gypi i kraharorit. Gypi i fry-mëmarrjes. Gypi i polenit. Gypat e drurit.*
GYPOR,~E *mb.* Që ka trajtën e një gypi; që ka të bëjë me gypin, që i përket gypit, i gypit. *Krimb gypor. Në trajtë gypore.*
GYPTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Gyp i vogël e i hollë. *Gypth qelqi*

# GJ

GJ. 1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e njëmbëdhjetë e alfabetit të saj, që shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja gj. Tingulli gj. Shkronja gj.*
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja gj. *Gj-ja e madhe (e vogël). Gj-ja e shtypit (e dorës). Gj-ja nlstore.*
GJAH,~U *m.* 1. Gjetja e ndjekja e kafshëve dhe e shpesëvc të egra për t'i vrarë ose për t'i zënë; vrasja ose kapja e kafshëve dhe e shpendëve të egra; gjueti. *Gjahu i lepurit (i sorkadhes). Gjah me qen. Pushkë (armë) gjahu. Çantë gjahu. Veshje (çizme) gjahu. Qen gjahu* zagar, langua. *Kafshë gjahu. Rregullorja e gjahut. Dal (nisem, shkoj, vete) për gjah. Bëj gjah* gjuaj.
2. Kafshë a shpesë e egër, që kërkohet e ndiqet për ta vrarë a për ta kapur ose që është vrarë. *Gjah i butë (i egër). Gjah i imët. Mish gjahu. Shoh (qëlloj, zë) gjahun.*
3. *fig.* Njeri që kërkohet e ndiqet për t'u kapur a për t'u vrarë.
• Bëri gjah u përpoq, u mundua më të gjitha forcat për të kryer diçka. Gjahu në breg e qëllon në kodir vepron pa i peshuar e pa i matur mirë gjërat, vepron kot, kuturu.
GJAHENG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Veshje e sipër-me grash prej shajaku dhe me mëngë të gjata.
GJAHTAR, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që merret me gjueti, ai që del për gjah, gjuetar. *Gjahtar i zoti. Klubi i gjahtarëve. Shoqëria e gjahtarëve.*
2. *fig.* Ai që gjurmon ose mbledh me kujdes e në mënyrë të vazhdueshme diçka. *Gjahtar i pullave të rralla.*
GJAHTOJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Dal për gjah; gjuaj. *Dalin për të gjahtuar. Gjahton mirë.*
2. *vet. veta III.* Ndjek kafshë të tjera për t'i ngrënë (për disa kafshë mishngrënëse e grabitqare); gjuan. *Gjahton luani. Gjahton maçoku.*
GJAHTOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. I. Qen gjahu. 2. *shih* GJAHTAR,~I.
GJAK,~U i m. 1. Lëng i kuq që qarkullon në trupin e njeriut e të kafshëve për të çuar ushqim e oksigjen në të gjitha qelizat, për shkëm-
bimin e lëndëve, për mbrojtjen e organizmlt etj. *Gjak i ngrohtë. Gjak i kuq (i zi). Gjak i mpiksur. Gja-ku i arterieve (I venave). Pika (bula) gjaku. Njolla gjaku. Rrëke (curril) gjaku. Rruazat e gjakut. Enët e gjakut. Qarkullimi i gjakut. Grupi I gjakut. Kafshë me gjak të ftohtë. I larë në gjak. Pikon (kullon, rrjedh) gjak. Ndalon gjakun. I shkon gjak. I plasi gjaku. 1 doli (i rrjedh) gjak nga hundët (nga veshët). I futën (I dhanë, i shtinë) gjak. I morën (i hoqën) gjak. Dhu-roj gjak. Ngjyrë gjaku* e kuqe e ndezur. *T'u bëftë gjaku ujë! mallk.* vdeksh! *T'u bëftë gjak e dhjamë! ur.* të bëftë mirë!
2. *vet. sh.* ~RA, ~RAT. Njolla gjaku, pika gjaku që kanë rrjedhur. *Fshiu gjak rat.*
3. *fig.* Afri e ngushtë që vjen prej një paraardhësi të përbashkët, farefisni; njerëzit që kanë një afri të till, fis, farefls, i afërm; *etnogr.* lidhje farefisnie nga ana e babait. *Lidhje gjaku. Afri gjaku. Njerëz të një gjaku. Jeml (biem) gjak me të. Jane gjak e gjiri. I shkon për gjak* e ka në fis.
4. *fig.* Prejardhje e përbashkët e njerëzve nga një popull, nga një kombësi a komb. *Ka gjak shqiptari. Ështi shqiptar prej gjaku. Bashkatdhetarët tanë të një gjaku. Gjaku s'bëhet ujë. fj. u.* nuk mund të mo-hohen a nuk mund të zhduken lidhjet e afërta.
5. *fig.* Luftë a punë e rëndë me shumë mundime e sakrifica për të arritur diçka; ajo që arrihet me një luftë a punë të tillë. *Është gjaku i popullit. E fituan me gjak. E ka marrë me gjak.*
*6. fig.* Luftë a përleshje me shumë të vrarë; vrasje në masë e njerëzve, gjakderdhje. *Kërkonin gjak. Shtypin (mbytin) me gjak. I etur për gjak. keq. Është bërë gjak i madh. Pa gjak. Tokë e larë në gjak* vend ku janë bërë përleshje të përgjakshme.
7. *veter.* Ojakëz. *E zuri gjaku. I ra gjaku.*
8. *vet. sh.* ~RA, ~RAT *bised.* Të përmuajshmet e grave.
9. *përd. mb.* I gjakosur. *E kish këmbën gjak. U be gjak.*
10. *përd. mb.* Shumë i kuq. *kish duart gjak. I janë bërë faqet gjak* i janë skuqur shumë.
11. *përd. ndajf.* Shumë (për shkallën më të lartë të ngjyrës së kuqe të ndezur). *Gjak i kuq.*
Iu avullua gjaku *shih tek* AVULLOHEM. Bëri gjak theri një kafshë a një shpend. Ebëri gjak (mish c gjak) e përvetësoi thellë diçka. U bënë gjak (misheigjak) u bashkuan fort, u shkrinë, u bënë njësh. I buçet gjaku është gati të shpërthejë për të bërë diçka, sa mezi e përmban veten, zien përbrenda. Derdh gjak *shih* re DERDH. Ka derdhur gjakun *shih te* DERDH. Është derdhur gjak *shih te* DERDHEM. I ftohu (i uli, i shoi, i shtroi, i zbuti) gjakrat i qetësoi njerëzit që ishin duke u zënë a duke u grindur ashpër me fjale, bëri që t'u bjere zemërimi, qetësoi gjendjen. Iu ftoh gjaku i ra zemërimi, u qetësua. U ftohën (u ulën, u shuan, u shtru-an, u zbutën) gjakrat u qetësuan njerëzit që ishin duke u zënë a duke u grindur ashpër me f jalë, u iku zemërimi, u ra inati; u qetësua gjend ja. la ka futur në gjak *diçka*
a) ia ka ngulitur diçka thellë, që të bëhet pjesë e pa-ndashme e mendimeve dhe e ndjenjave të tij, ia ka bërë natyrë të dytë, ia ka bërë edukatë diçka; b) e ka bërë që të dojë a të dëshirojë tepër diçka. Me gjak të butë *shih te* BUTË (i,e). Me gjak (me gjykim) të ftohtë *shih te* FTOHTË (i,e). Me gjak të ndezur *shih te* NDEZUR (I,e). Me gjak të ngrirë *shih te* NGRIRË (i,e). Me gjak të nxehtë *shih te* NXEHTË (i,e). Gjak i ri *shih te* RI (!), RE (e). Me gjak të zemrës me gjithë zemër, me gjithë shpirt; shumë. Iu gjend gjak <i £ *uj t* u tregua shumë i afërt për dike, e ndihmoi në rrethana shumë të vështira, iu gjend pranë si shok e vëlla. Iu hollua gjaku u plak; u be me i ndjeshëm ndaj të ftohtit a ndaj një sëmundjeje. I ka hyrë (i është futur) në gjak *diçka* i është bërë pjesë e pandashme e men-diineve dhe e ndjenjave të tij, i është bërë natyrë e dytë; e ka përvetësuar thellë diçka. I iku gjaku (nga fytyra) a) u zverdh krejt në fytyrë; b) u trondit shumë. Jap gjakun *shih te* JAP. E ka në gjak *diçka* a) e ka zakon të ngulitur, e ka veti a ves të ngulitur thellë;
b) është pjesë e pandashme e mendimeve dhe e ndjenjave të tij, është natyrë e dytë e tij, është edukuar në atë mënyrë. E lane (e lagën) me gjak luftuan shumë për diçka, e mbrojtën duke derdhur gjak për të. Me lak e me gjak *shih te* LAK,~U.1 ngriu (iu pre, iu tremb) gjaku u frikësua, u tremb shumë, u tmerrua; u trondit. I lufton gjaku (zemra) *shih te* LUFTOJ. Nuk i mbahet gjaku nuk përmbahet dot, mezi duron. Me mish e me gjak *shih te* MISH,~I. Iu ndez (iu nxeh) gjaku u inatos, u zemërua, u

nxeh shumë. I ndezi (i nxehu) gjakrat i nxiti për ta ashpërsuar grindjen a zënien, e acaroi gjendjen më tej,. U ndezën (u nxehën) gjakrat filluan të zihen me fjalë të ashpra, u acarua gjendja. I ngriu gjakun *dikujt shih te* NGR1J. I piu (i thithi) gjakun *shih* re PI. Kam pirë gjak *m e d i k ë shih te* PI. Pike e gjak *shih te* PIKË,~A. Me piqet gjaku *me dike* me puqet karakteri me dike, me pjek yllil Me prishi gjakun *dikush shih te* PR1SH. Iu prish (Iu turbullua) gjaku *shih te* PRISHEM. Nuk e prish gjakun (terezinë) *shih te* PRISH. I shkriu gjaku u qetësua, erdhi në vete, i iku tronditja a frika. I trazoi gjakun *shih tek* TRAZOJ. Pa u tharë (mirë) gjaku fill pas; vrasjes së dikujt; pa kaluar shumë kohë nga një luftë, në të cilën kanë rënë shumë dëshmorë. U ka ujdisur gjaku shkojnë mirë njëri me tjetrin, u pajto-hen mendimet e qëndrimet. Në vale të gjakut në moshë të re, në kohën e rinisë. Ka vënë gjak është shëndoshur. I vlon (i zien, I lëvrin) gjaku është plot gjallëri, ka shumë forca për të bërë diçka. Iu zbut gjaku *dikujt* iu ul zemërimi dikujt; u be i urtë e i butë. E zuri gjaku a) i ra të fikët; b) shtangu në vend (pasi ka kryer një vrasje). Bin gurin e gjakut *dikush* e kthen mbarë e prapë, bën kiametin, bën hatanë, bën gazepin. I ka bërë gurin e gjakut e ka sfilitur, i ka marrë shpirtin. Iu be gjaku (zemra) bozë *shih te* BOZË,~A. Iu be gjaku mavi *shih te* MAVI. M'u be gjaku ujë (Iëng) *shift tek* UJË,~I. I ra (i vajti, i shkoi) gjaku te këmbët
(në fund të këmbëve) a) u lodh shumë duke ecur ose duke qëndruar në këmbë; b) u tremb shumë. I ra gjaku në sy (në lëkurë) u mundua tepër, u lodh shumë. U derdh gjaku pellg *shih te* PELLG,~GU. Ka hequr gjakun më të *shih te* HEQ. I hipl gjaku në fytyrë u skuq i tëri (nga zemërimi, nga inati etj.). I hipi (i kër-ceu) gjaku në kokë (në tru) u inatos, u zemërua shumë. Jane mish e gjak *shih te* MISH,~I. Ka gjak në fytyrë (në faqe) është i ndershëm, është njeri me cipë. E ka gjak në sy e urren shumë, e ka hale në sy. E kërkonin me gjak e me lak e kërkonin me gjaknxehtësi, e kërkonin me inat e me Zemërim. I ka Iyer (i ka bërë) duart me gjak ka vrarë dike, ka marrë pjesë në një a në disa vrasje. Të merr gjak në vetull a) është trim i madh; b) është shumë i zoti. Deri në pikën e fundit të gjakut *shih te* FUNDIT (i,e). I pikon gjak shpata *shih te* SHPATË, ~A. I pikon syri gjak *shih te* SY,~RI. Me pikon (me kullon, me rrjedh) zemra gjak *shih te* ZEMËR,~RA. la solli gjakun në vend *dikujt* e qetësoi dike, e solli në vete. Shkoi (u be) gjaku gjcr në gju *shih te* GJU,~RI. Shkojnë gjak e Jak shkojnë shumë keq njëri me tjetrin, hahen e zihen vazhdimisht, kanë marrëdhënie shumë të acaruara. Shkoi (rrodhi) gjaku rrëke (lumë) *shih te* RRËKE,~JA. Vetëm gjaku i ndan dikush do të vritet patjetër, s'bëhet pa u vrarë njëri a tjetri (thuhet kur dy veta janë armiq për vdekje). I erdhi gjaku në vend u qetësua, i iku frika e madhe që kishte. S'i zë vend gjaku është i lëvizshëm, nuk rri i qetë në një vend. Ia zuri jetën (në) gjak ia bëri jetën të vështirë. S'i mbeti pike gjaku (gjak) në fytyrë a) u zverdh shumë, u zbeh krejt; b) u tremb pa masë, u trondit shumë. Vajti (shkoi) gjaku deri në bark (deri në shale) të kalit (deri në tra) *shih te* BARK,~KU. Bar gjaku *bot. shih te* BAR,~Ii. Gur gjaku *min. shih te* GUR,~I, Gjak i bardhë *anat.* limfë. L u 1 e gjaku *bot. shih te* LULE,~JA.
*GJAK QUMËSHTI bot.* Tamblagjak.
GJAK,~KU n *m. sh.* ~QE, ~QET *vjet. 1.* Armiqësi që shkaktohej ndërmjet familjeve a fiseve për shkak të një vrasjeje dhe që kërkonte të vritej një tjetër për t'i marrë hakun të vrarit (sipas zakoneve të prapambetura fisnore e feudale); hakmarrje, gjak-marrje; hasmëri. *Zakoni i gjakut. Binin (hynin) në gjak. Ra në gjak pa gjak* u be armik me dike pa vrarë njeri. *Ishin në gjak. I futnin në gjak. Pajtuan gja-qet. Gjaku shkonte për gisht* gjaku i kërkohej vetëm atij që qëllonte me pushkë (sipas kanunit të maleve).
2. Një rast, kur duhej vrarë një pjesëtar i familjes a i fisit, më të cilin is;hte dikush në armiqësi (sipas Zakoneve të prapambetura fisnore e feudale). *Gjak i vjetër. Taksa e gjakut. I fali gjakun* hoqi dorë nga vrasja për hakmarrje. *E mori gjakun* vrau një njeri nga familja a fisi, më të cilin ishte në hasmëri. *Kërkonte gjakun. E lau gjakun* u hakmor.
GJAKATAR,~E *mb.* 1. Që është i etur për gjak; që i ka Iyer duart me gjak, që bën vrasje e gjakder-dhje; që mbështetet në shtypjen e egër, në dhunë e në vrasje; i egër, i pamëshirshëm. *Armik gjakatar. Dorë gjakatare. Klikë (qeveri) gjakatare. Zgjedhë gjakatare. Sundim gjakatar. Fashizmi gjakatar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Gjakatarët fashistë.*
GJAKBIIRËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka vrarë dike, vrasës, gjakësor.
2. *si mb.* ~, <~E. Gjakderdhës.GJAKBUTË *mb.* I. Që shkon mirI më të tjerët, i dashur me njerëzit, gjakëmbël.
2. Që nuk nxehet, që nuk shpërthon menjëherë, i qetë e i shtruar; gjakftohtë.
GJAKDERDHËS,~E *mb.* 1. Që ka bërë një a disa vrasje, gjakatar.
2. Që sjell vrasjen e shumë njerëzve. *Luftë gjak-derdhëse. Betejë gjakderdhëse.*
3. *si em.* ~, ~l *m. sh.* ~, ~IT. Gjakbërës, vra?ës.
GJAKDERDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Vrasje e shumë njerëzve në një përleshje a luftë; vrasje. *Gjakderdhje e madhe. Gjakderdhje e kotë. Bënë (shkak-tuan) gjakderdhje. E shmangën gjakderdhjen.*
GJAKDHËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që dhuron gjak për t'ia dhënë një të sëmuri a të plagosuri, dhu-rues gjaku.
GJAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Suxhuk i mbushur me gjak, me pak mish të grirë e me erëza, kurmagjak.
GJAKËMBËL *mb.* Që shkon mirë më të tjerët, që i tërheq të tjerët me sjelljen e vet të butë, të afërt e të përzemërt, i dashur e i afrueshëm me njerëzit; *kund.* gjakhidhur, gjakthartë.
GJAKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* 1. Ai që bënte një vrasje sipas zakonit të hakmarrjes; ai që kërkonte,gjakun a shpagimin, hasm. *Gjakësi u kap.*
2. Vrasës, doras.
GJAKËSl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vjet.* Armiqësi ndërmjet familjeve a fiseve të ndryshme sipas zakonit të hakmarrjes; vrasja që bëhej sipas këtij za-koni. *Ra në gjakësi.*
2. Gjakderdhje, vrasje. *Bënë gjakësi.*
3. Lidhje gjaku, farefisni. *Kane gjakësi.* GJAKËSOHEM *vetv.* 1. *shih* GJAKOSEM.
2. *vjet.* Bie në gjak me dike, bëhem hasm me dike sipas zakonit të hakmarrjes.
GJAKËSOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. *shih* GJA-KOS.
2. *vjet.* Bëj që të nisë vrasja midis familjeve a fiseve të ndryshme sipas zakonit të hakmarrjes, i fut në gjak. *gjakësonin për t'i përçarë.*

GJAKËSOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën
vrasje e gjakderdhje; vrasës. *Armët e gjakësorit.*
*1.* Njeri i etur për vrasje e gjakderdhje, njeri i pamëshirshëm e mizor. *Gjakësorët fashistë.*
3. Trim kokëkrisur.
GJAKËSOR,~E *mb.* Gjakatar. *Dorë gjakësore. Regjim gjakësor.*
GJAKËTOHEM *vetv. shih* GJAKOSEM,. GJAKËTOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. *shih* GJAKOS i.
GJAKËZ,~A . *veter.* Sëmundje që u bie deleve e dhive, kur hanë ndonjë bar të keq ose jonxhë të njomë dhe që mjekohet duke u prerë pak veshin për t'u rrjedhur gjak. *U ra (i zuri) gjakëza.*
GJAKFALUR,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* 1. Ai të cilit i falej gjaku dhe nuk vritej me sipas zakonit të hakmarrjes.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
GJAKFTOHTË *mb.* 1. Që e përmban veten, që nuk nxehet menjëherë a nuk rrëmbehet, që është i matuf e i qetë në veprime e në sjellje; *kund.* gjaknxehtë. *Njeri gjakftohtë.*
*2.* Që bëhet në mënyrë të matur e të qetë dhe pa u rrëmbyer; që është i përmbajtur e i durueshëm. *Qëndrim gjakftohtë.*
3. *zool.* Që ka gjak të ftohtë, që i ndryshon tempe-ratura e trupit sipas mjedisit ku jeton. *Kafshë gjakftohtë.*
GJAKFTOHTËSI,~^A . Përmbajtja e vetes për të mos u nxehur menjëherë a për të mos u rrëmbyer; qëndrim i matur e i qetë; të qenët gjakftohtë; *kund.* gjaknxehtësi. *Mban (ruan) gjakftohtësinë. Humbet gjakftohtësinë. Flas (gjykoj, veproj, përgjigjem) me gjakftohtësi.*
GJAKHIDHUR *mb.* 1. Që nuk është i dashur e i afrueshëm më të tjerët, që i largon të tjerëi me sjelljen e vet të ashpër; *kund.* gjakëmbël.
2. Që zemërohet shpejt, zemërak.
GJAKHUMBUR,~'I m. *sh.* ~, ~IT *vjet. shih* GJAKHUPËS,~I.
GJAKHUPËS,~I m. *sh.* ~, ~IT *vjet.* 1. Ai që vritej dhe nuk mund t'i merrej gjaku, sipas zakonit të hakmarrjes, sepse nuk i kishte mbetur asnjeri nga fisi ose sepse nuk dihej vrasësi.
2. Ai që priste dike në besë dhe që vritej sipas kanunit nga i gjithë fshati, pa të drejtën t'i merrej gjaku.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Shkoi gjak-hupës. Mbeti gjakhupës.*
GJAKlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Dëshirë e madhe për të pasur diçka; lakmi. *Kish vetëm një gjakim.*
GJAKKEQ,~E *mb.* Gjakhidhur.
GJAKMARRËS,~l *m. sh.* ~, ~IT *vjet. 1.* Ai që bënte vrasje sipas zakonit të hakmarrjes, at që merrte gjakun; hakmarrës.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
GJAKMARRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Zakon i egër e i prapambetur fisnor e feudal, sipas të cilit për të marrë hakun e një të vrari duhej vrarë njëri prej anëtarëve të familjes a të fisit të vrasësit; marrja e gjakut sipas zakonit të hakmarrjes; hakmarrje. *Zakoni i gjakmarrjes. Hoqën dorë nga gjakmarrja. U zhduk gjakmarrja.*
GJAKNDALËS,~E *mb. mjek.* Që pret a ndalon rrjedhjen e gjakut. *Bar (mjet) gjakndaiës.*
GJAKNDEZJE,~A . Gjaknxehtësi. GJAKNDEZUR *mb.* Gjaknxehtë.
GJAKNXEHTË *mb. I.* Që nxehet menjëherë e rrëmbehet, që nuk e përmban veten, që zemërohet e merr zjarr shpejt; *kund.* gjakftohtë.
2. Që bëhet me rrëmbim e pa u matur; që është i papërmbajtur e i rrëmbyer. *Qëndrim gjaknxehtë.*
GJAKNXEHTËSl,~A . Gjendja e njeriut që është nxehur a Zemëruar shumë dhe nuk di ta përmbajë veten; qëndrim i rrëmbyer e i pamatur; të qenët gjaknxehtë; *kund.* gjakftohtësi. *Flet (gjykon, vepron) me gjaknxehtësi. Iu përgjigj (ia ktheu) me gjaknxehtësi. Në gjaknxehtësi e sipër.*GJAKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Dëshiroj shumë të kem diçka; lakmoj. *E gjakonte me gjithë zemër.*
GJAKOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Dëmtoj a lëndoj një pjesë të trupit sa del gjak, bëj me gjak, përgjak. *Gjakos këmbën (dorën). I gjakosi ballin.*
2. Bëj diçka me gjak, njollos a përlyej me gjak; përgjak. *Gjakosi rrobat. Gjakosi këmishën.*
3. E god as sa e plagos ose e vras; i shkaktoj humbje në njerëz, i vras e i plagos shumë njerëz. *E gjakosi për vdekje. E gjakosi rëndë. E gjakosën ushtrinë armike.*
GJAKOSEM *vetv.* 1. Vritem a lëndoj plagën sa me del gjak, bëhem me gjak, përgjakem. *Gjakosem në këmbë (në dorë). I është gjakosur plaga.*
*2. vet. veta III.* Njolloset a përlyhet diçka me gjak, bëhet diçka me gjak, përgjaket. *Ishte gjakosur dy-shemeja. I qe gjakosur këmisha.*
3. Përleshem me dike dhe plagosemi ose vritemi, vritemi njëri me tjetrin. *U gjakosën keqas.*
<l. *Pës. e* GJAKOS.
GJAKOSJE,~A *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GJAKOS, GJAKOSEM. *Gja> kosja e këmbës. Gjakosja e këmishës.*
GJAKOSUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me gjak, që është vrarë a është lënduar sa i ka dale gjak, i përgjakur. *Trup i gjakosur. Plage e gjakosur.*
2. Që është bërë me gjak, që është njollosur a është p4Ilyer me gjak, i përgjakur. *Rroba të gjakosura.*
3. Që ka pësuar humbje në njerëz, që ka pasur shumë të vrarë e të plagosur. *Bisha e gjakosur fashiste,*
GJAKOSHAR,~E *mb. bot.* 1. Që bën kokrra me tul të kuq (për një lloj portokalli); që e ka tulin të kujl (për kokrrën). *Portokall gjakoshar.*
2. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Portokall me tul të kuq, portokall me shegë.
GJAKOVAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Gjakovës ose ai që e ka prejardhjen nga Gjakova.
GJAKOVAR,~E *mb.* Që lidhet me Gjakovën ose me gjakovarët, që është karakteristik për Gjakovën ose për gjakovarët, i Gjakovës ose i gjakovarëve. *Këngë gjakovare. Valle gjakovare.*
GJAKPASTËR *mb.* Që është i një race të mirë e të papërzier më të tjera (për kuajt e qentë). *Kale gjak-pastër.*
GJAKPËRLYER *mb. libr.* Që është njollosur a përlyer me gjak; i gjakosur.
GJAKPlRËS,~I i *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shtyp e shfrytëzon pa mëshirë të tjerët, shfrytëzues i egër dhe i pamëshirshëm që u pi gjakun të tjerëve. *Gjak-pirësit e popullit.*
GJAKPlRËS,~I n *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Kafshë a kandërr që ushqehet duke thithur gjak.
GJAKPlRËS,~E i *mb.* Që shfrytëzon egërsisht e në mënyrë të pamëshirshme; që mbështetet në shfry-tëzimin

e egër dhe të pamëshirshëm. *Sundues (pronar, kapitalist) gjakpirës. Regjim gjakpirës.*

GJAKPlRËS,~E ii *mb. zool.* Që ushqehet duke thithur gjak. *Kafshë gjakpirëse. Insekt gjakpirës.*

GJAKPRISHUR *mb.* Që është i shqetësuar e i tronditur shumë nga dikush a nga diçka, që i është prishur gjaku. *Ishte gjakprishur.*

GJAKRRJEDHJE,~A *sh.* ~E, ~ET *mjek.* Rrjedhje e gjakut nga enët a damarët; hemorragji. *Gjakrrjedhje nga hundët. Gjakrrjedhje në tru. Ndaloit gjakrrjedhjen. Sjell (shkakton) gjakrrjedhje.*

GJAKSHUAR *mb.* 1. Që i kanë vdekur të gjithë njerëzit e familjes e të farefisit; if *mallk.* që i vde-
kshin të gjithë të afërmit e farefisi, që iu shoftë gjaku; derëshuar.

2. *Përd. em.* sipas kuptImit të mbiemrit.

GJAKTHARTË *mb.* Që është grindavec e i pa-durueshëm më të tjerët, që nuk tregohet i afërt e i përzemërt më të tjerët, i pashoqërueshëm; *kund.* gjakëmbël. *Njeri gjakthartë.*

GJALMATORE,~JA . *kryes. sh.* ~^E, ~ET. Opinga që e kanë pjesën e sipërme të thurur me gjal-më. *Mbathi gjalmatoret.*

GJALMË,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Fill i trashë, që bëhet. zakonisht prej disa fijesh leshi të dredhura ose rrip i hollë prej lëkure, që përdoret për të lidhur diçka; lidhëse. *Gjalmë i forte (i trashë, i hollë). Gjal-më leshi. Gjalmat e oplngës. Gjalmi i çorapit. Lidh me gjalmë. U këput gjalmi. Shtrëngoj gjalmat.*

2. Pe, fije.

• Bëhet gjalmë dobësohet, hollohet. Iu be gjalmë *dikujt* iu qep pas dikujt e nuk iu nda, iu be rrodhe. E bërl gjalmë e zgjati shumë diçka, e bëri tërkuzë (bisedën etj.). Gjalma nëpër këmbë pengesa e ngatë-rresa, kokëçarje, punë të pazgjidhura që të bezdisin. la ka mbledhur gjalmat *shih te* MBLEDH. I mbeti gjalmi nëpër këmbë ka akoma mjaft pengesa e telashe, nuk ka shpëtuar nga hallet e telashet. Lidh këmbët me gjalmat e mi ngatërrohem vetë në një punë pa qenë e nevojshme, e fut veten në telashe kot; i lidh duart vetes, pengoj vetveten.

GJALMËZEZË,~A *zakon. sh.* ~A, ~'AT. 1. Grate labe, të cilat lidhnin opingat pas këmbëve me gjalmë të zi. *G)almëzezat e Labërisë.*

*2. fig.* Grua trime, trimëreshë që lufton krahas me burrat. *Bijtë (djemtë) e gjalmëzezave.*

GJALMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Thur diçka me gjalma, e bëj me gjalma. *Gjalmoj një pale opinga.*

GJALPANlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell. 1.* Lloj byreku, që bëhet zakonisht me dy petë, të cilat të-hollen duke u palosur e duke u Iyer me gjalpë disa here.

2. Gatesë me miell misri të zier me shumë gjalpë.

GJALPË,~I *m.* Yndyrë e trashë, që nxirret duke rrahur qumështin e bagëtive. *Gjalpë i njomë (i freskët). Gjalpë i tretur (i shkrirë). Gjalpë i kalbur* gjalpë që e ka zënë mirë kripa. *Gjalpë brumes. Gjalpë lope (deleje, dhie). Gjalpë me kripë (pa kripë). 3ukë me gjalpë. Qyp (kade) me gjalpë. Tret (shkrij) gjalpin. Lyej me gjalpë. Skuq me gjalpë.*

*-k* Si (thika) në gjalpë pa asnjë pengesë e vështirësi, me lehtësi, si në vaj. Gjalpi në lakror bie (derdhet, mbetet) *fj. u. shih te* BIE i. Gjalpë (dhjamë, djathë i mirS) në Iëkurë te qenit *shih te* QEN,~I. E ka (shkon, është) gjalpë e vaj *m e dike* ka marrëdhënie shumë të mira me dike, i ka punët mirë me të, e ka grurë. E ka mjaltë e gjalpë (mjaltë e sheqer, mjaltë e qumësht) *me dike shih te* MJALTË,~I. Kërkon petulla me gjalpë *shih te* PETULL,~A. Bar gjalpi *shih te* BAR,~I i.GJALPËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore, me gjethe të gjera e me lule të verdha, që rritet nëpër ara e që e ha shumë bagëtia.

GJALPËTORE *mb.* Që ka qumësht me shumë yn-dyrë, që e ka qumështin të trashë. *Lopë gjalpëtore.*

GJALLESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Qenie e gjallë që lëviz, gjë e gjallë, kafshë. *Gjallesat e natyrës. Gja-llesat e tokës (e detit).*

2. Të qenët gjallë; të jetuarit, jetesë, jetë. *Ku ka gjallesë, ka edhe shpresë. fj. u.*

GJALLË,~I (i) *m. sh.* ~Ë, ~ËT (të). Ai që jeton, njeri i gjallë; *kund.* i vdekur. *gjalli më të gjallët. I gjalli ka nevojë për të gjitha.*

GJALLË,~T (të) *as.* Të qenët gjallë, koha kur dikush është në jetë, gjatlje; jetë. *Në të gjallë. më të gjallë të tij* kur ai jetonte. për *të gjallë* sa kohë që jemi gjallë, sa të kemi frymë.

• S'e deshi të gjallët (veten) *shih te* DUA.

GJALLË (i,e) *mb.* 1. Që ka aftësinë të shkëmbejë lëndët me botën e jashtme dhe të shumëzohet, që ka jetë, që i përket botës shtazore a bimore. *Krijesë e gjallë. Qenie e gjallë. Organizëm i gjallë. Cjë e gjallë* a) çdo qenie që jeton; b) bagëtia, kafshët shtëpi ake. *Natyra (bota) e gjallë* bimët, kafshët dhe njerëzit. *Lënda (materia) e gjallë. Natyra jo e gjallë.*

*2.* Që është në jetë, që jeton, që nuk ka vdekur, nuk ka ngordhur a nuk është tharë; *kund.* i vdekur; i ngordhur. *Njeri i gjallë. Kafshë të gjalla. Bimë të gjalta. Peshë e gjallë* pesha e një kafshë me këmbë, pa e therur e pastruar. *E kapi (e zuri) të gjallë. E mban të gjallë. Nuk e la të gjallë* e vrau a e mbyti.

3. Që është i përbërë prej njerëzish ose prej kaf-shësh a bimësh. *Mur i gjallë. Gardh i gjallë* a) gardh prej shkurresh të mbjella dendur; b) varg njerëzish të ngjeshur njëri pranë tjetrit. *Forcat e gjalla* njerëzit dhe kafshët që përdoren në një punë ose në luftë (të dalluara nga mjetet teknike). *Inventari i gjallë* kafshët e punës dhe bagëtitë që japin prodhime. *Kënd i gjallë* vend i posaçëm në një shkollë, ku mbahen kafshë dhe shpendë për qëllime mësimore.

4. edhe *fig.* Që është i zhdërvjellët dhe plot forca; që është shumë i lëvizshëm; që vepron me shkathtësi dhe ia del mbanë çdo gjëje, i hedhur. *Njeri i gjallë. Fëmijë i gjallë. Tip i gjallë. Është shumë i gjallë.*

5. Që shpreh force e shkathtësi, që shpreh gjallëri. *Me sy të gjallë. Me fytyrë të gjallë.*

*6.* Që ka një veprimtari të dendur e të vazhduesh-me, që është plot veprim e lëvizje; që bëhet a që zhvi-llohet me gjallëri; që ka të bëjë drejtpërdrejt me njerëzit, me jetën, me nevojat e me kërkesat e tyre. *Jetë e gjallë. Qytet I gjallë. Mbledhje e gjallë. Bisedë e gjallë. Diskutim i gjallë. Interesim i gjallë. Punë e gjallë me njerëzit. Lidhje të gjalla* lidhje të ngushta, të drejtpërdrejta e të pandërprera.

7. *fig.* Që është i vërtetë si në jetë a që është nxjerrë nga vetë jeta; që shëmbëllen krejt me atë që është në jetë; që jepet me force e në mënyrë shumë shpre-hëse; i qartë e i theksuar. *Prove (dëshmi, shprehje) e gjallë. E vërteta e gjallë. Përvojë e gjallë. Stil i gjallë. Shembull i gjallë.*

*Përshkrim i gjallë. Portret i gjallë. Me ngjyra të gjalla. Fjala e gjallë e mësuesit.*
8. Që është në përdorim ose që vazhdon të veprojë edhe sot e kësaj dite, që e ruan vlerën e forcën dhe
që nuk është zhdukur a shuar; që vazhdon të ruhet në mendjen tone, që nuk është harruar a shlyer. *Gjuhë e gjallë. Vullkan i gjallë. Përshtypje (mbrese) e gjallë. Kujtime të gjalla. Mbaj të gjallë. E kam të gjallë në kujtesë.*
9. Që është i pazier a i papjekur, i pagatuar (për ushqimet); që nuk është përpunuar a përgatitur në ndonjë mënyrë. *Mish (peshk) i gjallë. Qepë e gjallë. Vaj i gjallë. Gëlqere e gjallë* gëlqere e pashuar.
10. Përdoret pas emrit të një sendi, në kuptimin "gjithë, tërë; krejt, tërësisht a pothuajse tërësishtw (prej një lënde etj.). *Është baltë e gjallë. Vendi ishte gur (shkëmb) i gjallë. Zallishtë e gjallë. Pishë e gjallë.*
11. Përdoret pas një emri në trajtë të pashquar, në kuptimin "njësoj si..., ashtu si..., pikërisht si..." për të treguar një tipar cilësor nëpërmjet krahasimit. *Është flutur e gjallë* është (e shpejtë) si flutur. *Është shpend i gjallë* është (i shpejtë) si shpend.
S'u be i gjallë a) nuk u ndie fare, nuk e hapi go-jën; nuk lëvizi fare nga vendi; b) humbi, nuk dihet se ç'u be, nuk u dëgjua me gjë për të. Bibliotekë e gjallë *libr.* ai që ka njohuri të shumta, të fituara nga leximi i librave, erudit. Enciklopedi e gjallë *bised. shih tek* ENCIKLOPEDI, ~A. E ha të gjallë *shih te* HA. E hëngri të gjallë *shih te* HA. Kufomë e gjallë a) shumë i dobët e i tretur, si i vdekur; b) njeri që jeton akoma, por s'është në gjendje të bëjë ndonjë punë. Nuk u ndie i gjallë *shih te* NDIHEM. E nxjerr në rrasë të gjallë *shih te* RRASË,~A. E përpiu të gjallë *shih te* PËRPIJ. Plage e gjallë plage e pambyllur. Re e gjallë shumë i zoti, shumë i shkathët. Të rrjep të gjallë (të rrjep lëkurën) *shih te* RRJEP. E futi (e vuri, e shtiu) në varr (në dhe) të gjallë (për së gjalli) *shih te* VARR,~I. Është qime e gjallë *dikush shih te* QIlvIE,~JA. Është sheqer i gjallë *dikush shih te* SHEQER, ~I. Është shpatë e gjallë *shih te* SHPATË, ~A. S'ka njeri të gjallë *diku* s'ka asnjeri, s'ka njeri fare, s'pipëtin asnjeri. Rron (edhe) në rrasë të gjallë *shih te* RRASË,~A. S'ia ka thënë (s'ia ka treguar) njeriu të gjallë s'ia ka thënë njeriu, s'ia ka thënë askujt. Faqe e gjallë *shtypshkr. shih te* FAQE,~JA. Punë e gjallë *ek. shih te* PUNË,~A. Qime e gjallë *zool. shih te* QIME,~JA.
GJALLË *ndajf.* 1. Në jetë; ende pa vdekur. *Gjallë e shëndoshë. Sa të jem gjallë* sa të rroj. *Mbeti gjallë. E gjeti gjallë babanë. Mbahet gjallë* rron, jeton në një fare mënyrë. *Mban shpirtin (frymën, veten) gjallë me diçka* rron me diçlca; ushqehet me diçka. *E ndjeu fëmijën gjallë në bark. Pak gjallë* gjysmë i vdekur.
2. *fig.* Si në jetë a në të vërtetë; me force a në mënyrë shprehëse. *E jep (e përshkruan) gjallë.*
3. *bised.* Jo aq keq, Çka. D — *Si je? — Gjallë. U Gdhiu pak me gjallë.*
4. Krejt, njësoj si dikush tjetër (nga vetitë trupore a morale), gjithë, tërë. *Gjallë i ati. Gjallë e ëma. Gjallë ai. Ecën (flet) gjallë i ati (i vëllai, e motra).*
•*k* Gjallë e për gazep në gjendje shumë të keqe e të vështirë, në pike të hallit. Gjallë e ngushtë (e keq) në gjendje shumë të vështirë, në varfëri e në vështirë;,i, keq. Gjallë a vdekur me çdo kusht, patjetër, medoemos. As gjallë as vdekur a) duke dhënë shpirt; me gjysnië fryme; b) me frikë të madhe, shumë i trembur. Gjallë e në zall në gjendje të vështirë, në të keq, shumë ngushtë. Mbaj gjallë *diçka* a) nuk e lë të shuhet a të ndër-pritet, i jap jetë e gjalleri; e ushqej, e mbaj të gjallë;b) nuk e lë të harrohet. Ra pike gjallë ra i vdekur në vend. Gjallë me krye nuk i jep (nuk i dorëzan) sa është vetë gjallë nuk i jep, për së gjalli nuk i dorëzoo. E ka orën gjallë *vjet. shih tek* QRË,~A n. E la (e lëshoi) pike gjallë e vrau në vend, e la top në vend. Shpëtuan gjallë me krye mbetën të gjallë njerëzit, nuk vdiq njeri, e shpëtuan kokën (kur ndodh ndonjë fatkeqësi natyrore).
GJALLËRI,~A . 1. Të qenët gjallë; aftësia e një qeriieje të gjallë për të jetuar; koha kur dikush është i gjallë, koha kur ka jetuar dikush, gjallje; jetë. *Gja-llëria e organizmit. Dëshmi gjailerie. Në gjallërinë e tij.*
2. Të qenët i shkathët, energjik e i lëvizshëm; ve-prim ose lëvizje në mënyrë të gjallë. *Gjallëri rinore (djaloshare). Gjallëria e lëvizjeve (e veprimeve). Plot gjallëri. Punon (ecën) me gjallëri. Flet (pergjigjet) me gjallëri.*
3. Veprimtari e dendur, e gjallë; lëvizje e pandër-prerë e njerëzve; jetë. *Gjallëri e madhe. Qytet (rrugë) plot gjallëri. Ka gjallëri. Pa gjallëri. Gjallëri në sallë* biseda e lëvizje të njerëzve në një sallë, zakonisht kur bën përshtypje të mirë diçka.
*4.* Aftësia për të jetuar e vepruar dhe për t'u zhvi-lluar pa ndërprerje e me force jetësore. *Gjallëria e rehdit tone socialist.*
GJALLËRIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve lë foljeve GJALLËROJ, GJALLËROHEM. *Gjallërimi i bimës. Gjallërimi i organizmit (i trupit). Gjallërimi i jetës (i punës). Gjallërimi i nxënësve (i klasës). Gjallërimi i ekonomisë (i industrisë). Gjallërimi i kritikës.*
2. *krahin.* Jetë; gjallesë, jetesë.
GJALLËRISHT *ndajf.* 1. Me force, me hov e me ngulm; në mënyrë të gjallë, me gjallëri. *Vepron gja-llërisht. Interesohet gjallërisht. Bisedon (diskuton, flet) gjallërisht. Merr pjesë gjallërisht.*
2. Ashtu siç është në jetë e në të vërtetë, me force e në mënyrë shprehëse, në mënyrë të gjallë. *PasqyroH jetën gjallërisht.*
GJALLËROHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Merr përsëri jetë e force, nis përsëri të rritet e të zhvillohet, përtë-rihet. *Gjallërohet bima, Gjallërohet trupi.*
2. Bëhem me i gjallë e me i shkathët, da! nga plo-gështia; filloj të lëviz, të veproj a të flas me gjallëri. *U gjallërua përsëri. U gjallërua në punë. U gjallërua klasa (salla).*
3: *vet. veta III.* Fillon të bëhet a të zhvillohet me me vrull e me shpejt, i shtohet hovi e forca, nis të ecë me me gjallëri. *Gjallërohet jeta. Gjallërohet puna. U gjallërua bujqësia (tregtia, industria). Gjallërohet biseda.*
4. *vet. veta III.* Mbushet përsëri me njerëz që lë-vizin pa nderprerje e që punojnë, mbushet me jetë. *U gjallërua rruga (qyteti). U gjallërua përsëri oborri i sltkollës.*
5J *pavet.* Rrohet, jetohet. *Nuk gjallërohet në ate vend.*
GJALLËROJ *kal.*, ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta* .Bën që të marrë përsëri jetë e force, bën që të rritët e të zhvillohet mirë përsëri. *Gjallëron bimët. Gjallëron organizmat.*
*2:* E bëj më të gjallë e më të shkathët; e nxjerr ngai plogështia, e bëj të lëvizë, të veprojë a të flasë me gjallëri. *Puna e ka gjallëruar. E gjallëroi klasën.*
3. Bëj që të zhvillohet a të ecë me me vrull e me shpejt, e nxjerr nga amullia, i jap jetë e gjallëri; e bëj me tërheqës. *Gjallëron jetën (punën). Gjallëroi atmosferën. Gjallëroj*

*bisedën. Gjallëron krijimtainë letrare. Gjallëron mësimin.*
4. E mbush me njerëz që lëvizin pa ndërprerë e që punojnë, e mbush me jetë. *Nxënësit i gjallëruan rrugët e qytetit fklasat).*
5. *joked.* Rroj, gjalloj (për njerëzit); jeton, rritet (për kafshët e bimët). *Punoj e gjallëroj.*
GJALLËRCES,~E *mb.* Që jep jetë e gjallëri, që e bën më të gjallë e më të vrullshëm dike a diçka; jetëdhënës. *Diell gjallërues. Dritë gjallëruese. Ere gjallëruese. Veprim (ndikim) gjallërues. Force gjallëruese.*
GJALLËSI,~-A 1. *shin* GJALLËRI, ~A „•
2. *përtnb.* Tërësia e qenieve të gjalla.
GJALLI (së) *ndajf.* Sa është gjallë, sa jeton; pa vdekur. *E la me fjalë për së gjalli.*
•*k* U ndatnë për së gjalli kemi një kohë të gjatë pa u takuar njëri me tjetrin. E futi (e vuri, e shtiu) në varr (në dhe) për së gjalli (të gjallë) *shih te* VARR,~I.
GJALLIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GJALLOJ.
2. *vjet.* Jetë, të jetuarit, gjallesë.
GJALLJE,~A 1. Të qenët gjallë; koha kur dikush është i gjallë, koha kur ka jetuar dikush. *Me gjallje të tij. E ka lënë me fjalë që në gjallje.*
2. *vjet.* Jetë, gjallesë.
GJALLOJ *jokal,* <-OVA, ~UAR. 1. Jetoj; rroj në një fare mënyrë.
2. *vet. veta III.* Rritet, jeton (një kafshë a një bi-më). *Gjallon bari kudo.*
GJALLSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është plot jetë e gjallëri; i gjallë. *Djatë i gjallshëm. U rrit bari edhe me i gjallshëm.*
2. Që është shumë punëtor e i shkathët.
3. I shëndoshë; i majmI. *Mish i gjallshëm.* GJAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tokë me gurë buzë
ujit, zallishte me pak drurë.
GJANË,~A . Baltë që mbetet buzë lumit ose kur ky del nga shtrati; lym. *Gjana e lumit. Mbulohet me gjanë. Ngeci në gjanë.*
Mbeti si peshku në gjanë *shih te* PESH K,~KU.
GJANËS,~A *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk me trup të gjatë e të shtypur, me kurriz në ngjyrë të trën-dafiltë e me anët si të argjendta.
GJANI,~A. *sh.* ~, ~TË;Iz. Largësia midis pikes më të tejme që arrin një trup gjatë luhatjes dhe pikes kur ai qëndron në qetësi, hapi i lëkundjes. *Gjania e lëkundjes.*
GJANISHTE,~JA *sh.* ~E, ~ET dhe GJA-NlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e mbuluar me lym, tokë me gjanë, lymishtë.
GJARPËR,~RI m. *sh.* ~ËRINJ, ~ËRlNJTË dhe ~INJ, ~INJTË. 1. *zool.* Zvarranik pa këmbë, me trup të gjatë, të lakueshëm e dredhues, me lëkurë me luspa, që ka dhëmbë me helm ose që i mbështilletgjahut rretheqark dhe c shtrëngon. *Gjarpër i madh (i gjatë). Gjarpër helmues. Gjarpër i verbër. Gjarpër me pika. Gjarpër uji (deti). Gjarpër guri. Gjarpër me syze (me gjyzlykë)* kobra. *Gjarpër me zile* gjarpër helmues, që ka në fund të bishtit një hapësirë konike, më të cilën bën një zhurmë tingëlluese. *Lëkurë gjarpri. Helmi i gjarprit. E pickoi (e kafshoi, e hëngri) gjarpri. E zuri gjarpri. Përdridhet (rrëshqet) si gjarpër.*
2. *fig- perçm., shar.* Njeri i keq e i pabesë; armik dinak. *Mos i zër besë gjarprit!*
3. *fig.* Njeri shumë i shkathët, shumë i gjallë; trim. *Gjarpër i gjallë është.*
*k* Si besa e gjarprit zotim (premtim) i tillë që nuk i duhet besuar kurrë. Gjumë gjarpri gjumë i thellë e i rë-ndë. Si këmbët e gjarprit thuhet për diçka që nuk duket, që është e fshehtë a e padukshme. Përpiqet si gjarpër mundohet shumë, jep e merr në të gjitha anët, përpiqet me mcnyra të ndryshme. Shkeli mbi gjarpinj i dolën telashe e kokëçarje të mëdha; gjeti belanë. E zuri gjarpri i ra një e keqe e mad he, i ndodhi një fatkeqësi. Gjarpër me dy koka armik shumë i rrezik-shëm. Gjarprit shtypi kokën! *fj. u. për* armikun mos ki mëshirë, armikun shfarose! E hëngri gjarpri me dy koka e gjeti një e keqe e madhe. Hoqi bishtin e gjarprit (u mundua për bisht të gjarprit) *shih te* BISHT, ~I. Heq (vuan) si gjarpri nën gur (si miu në mur) vuan shumë, është në hall të madh. Mbaj (rrit) gjarprn në gji kujdesem për një njeri, i cili me vonë me pabesi ma shpërblen të mirën më të keqe. Ka pirë lëngun e gjarprit *p r ej dik uj t shih te* LËNG,~GU. Mos e trazo (mos e prek) gjarprin në bisht! ruaju nga armiku edhe atëherë kur të duket se nuk është i rrezikshëm! Nuk i tregon gjarpri (bolla) këmbët *fj. u.* njeriu i lig a armiku mundohet t'i fshehë synimet a qëllimet e këqija, është fsheharak. Prej ujkut ra në gjarpër shpëtoi nga një e keqe dhe ra në një tjetër akoma më të madhe, ra nga shiu në breshër. Bar gjarpri *bot. shih te* BAR,~I i-K ë r p u d h ë gjarpri *bot. shih te* KËRPUDHË,~A. Lule gjarpri *bot. shih te* LULE,~JA. Presh gjarpri (i egër) *bot. shih te* PRESH,~I. Qepë gjarpri *bot.* xhërrokull. Rrush gjarpri *bot. shih te* RRUSH, ~I.
GJARPËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes GJARPËROJ.
2. *kryes. sh.* Kthesa të lakuara të një rruge, të një lumi etj. *Gjarpërimet e rrugës (e lumit).*
GJARPËROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Shkon a lëviz duke bërë dredha, ecën në një vijë me lakime të njëpasnjëshme; shtrihet a rrjedh me kthesa të lakuara; dredhon. *Gjarpëronte kolona e ushtarëve (e kamionëve). Gjarpëron rruga (lumi).*
*2. fig.* Dredhoj, i shmangem me dredhi diçkaje.
GJARPËROR,~E *mb.* Gjarpërues. *Rrugë gjarpërore. Shtigje gjarpërore. Vijë gjarpërore* vijë e valë-zuar. *Kllapa gjarpërore. mat.* kllapa gjarpëruese.
GJARPËROES,~E *mb.* Që është dredha-dredha, që ka trajtën e një vije me lakime të njëpasnjëshme; që ecën a lëviz duke bërë dredha, që shtrihet a rrjedh me kthesa të lakuara. *Rrugë gjarpëruese. Vijë gjarpëruese. Lëvizje gjarpëruese. Kllapa gjarpëruese. mat.* kllapa prej dy vijash të lakuara, të bashkuara në mes me një majë.
GJARPËRUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gjarpër i vogëL
2. *tek.* Gyp i përdredhur si sustë, që vihet në pa-jisjet për ngrohje c ftohje.
GJARPËRUSH,~E *mb. poet.* Gjarpëror; gjarpërues. *Rrugë gjarpërushe, Kthesë gjarpërushe. Lumë gjarpërush.*
GJARPËRUSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Femra e gjarprit.
2. *fig. keq.* Grua zemërligë e ngatërrestare, nepërkë.
3. *poet., vjet.* Kobure me tytë të gjatë që është për-dorur deri në shek. XIX.
GJARPËZI *ndajf.* Duke bërë dredha si gjarpri. *Eci gjarpëzi.*

GJASË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Mundësia objektive për të ndodhur diçka; shkalla e shprehjes së mundë-sisë për të rastisur diçka.
2. Mundësia e pasigurt për të ndodhur diçka; shfaq-je e jashtme a e dhënë, që na lejon të mendojmë se diçka do të ndodhë. *Ka gjasë* ka mundësi. *Me gjasë* me sa duket, ka të ngjarë; mbase. *Sipas gjasës* me sa duket. *Pas gjithë gjasave* siç duket puna. *Gjasët jane të mira* shenjat tregojnë se puna do të vejë mbarë. *Shoh gjasën* gjej rastin, gjej mundësinë. *shoh gjasën diçkaje* parashikoj mundësinë e diçkaje.
GJASSHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që ka mundësi të ndodhë a të jetë, por që nuk është plotësisht i si-*guti;* i mundshëm. *Rast i gjasshëm. Takimi është i gjasshëm.*
GJASHTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Armë brezi, revole me gjashtë flshekë, me mulli dhe me tytë të gjatë. *Mbante gjashtaren në brez.*
2. Monedhë e vjetër turke me vlerë gjashtë groshë.
GJASHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shifra gjashtë (6); sasia që shënohet me këtë shifër. *Shkruaj gjashtën. Mbledh dy gjashta. Heq dy nga gjashta.*
*2.* Send a njeri, që shënohet me shifrën gjashtë. *Gjashta spathi (në letra). Gjashta luajti mirë. sport. Vë gjashtën (në domino).*
3. Nota gjashtë (6) në sistemin shkollor të vlerësimit të dijeve me dhjetë nota. *Mori një gjashtë. I vuri gjashtë. I doli mesatarja gjashtë.*
GJASHTË *num. them.* 1. Numri që vjen menjë-herë pas pesës, që shënon një sasi të barabartë me pesë edhe një. *Gjashtë veta. Gjashtë here. Gjashtë ore. Gjashtë ditë (muaj, vjet). Në orën gjashtë. Gjashtë here me i madh. Gjashtë here gjashtë. Gjashtë të dhje-tat. E ndaj në gjashtë pjesë. E pjesëtoj për gjashtë.*
*2. përmb.* ~ (të), GJASHTA (të). Gjashtë së bash-ku a menjëherë. *Dolën të gjashtë nxënësit.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit *2* të numërorit themelor. *Ikën të gjashtë (të gjashta). la numëroi të gjashta* e qëlloi me revole gjashtë here, ia zbrazi të gjashtë plum-bat e revoles; e la në vend.
4. *përd. num. rresht.* I gjashtë. *Dhoma (salla) gjashtë. Kabina gjashtë.*
•*k* Është me gjashtë gishta është vjedhës. Fiton pesë e ha (prish) gjashtë shpenzon, prish me shumë sesa merr. Pesë dhi gjashtë zile me shumë zhurmë se punë.
GJASHTË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit gjashtë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim eti., që vjenmenjëhcrë pas të pestit. *Radha (banka) e gjashtë. Dita e gjashtë. Muaji i gjashtë. Ushtari i gjashtë. Klasa e* i *gjashtë. Në orën e gjashtë të mësimit.*
*2. përd. em. f.* Një nga gjashtë pjesët e barabarta, në të ciiat ndahet një e tërë. *Një e gjashta. Tri të gjash-tdt.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *E. gjashta B. I gjashti arriti shumë vonë. Doli i gjashti.*
GJASHTË- *fjalëform.* Pjesa e parë e fjalëve të përbëra, me kuptimin “që ka gjashtë pjesë, njësi etj. përbërëse të një fare”; p.sh. gjashtëditësh, gjashtë-faqësh, gjashtëmetërsh, gjashtëmujor, gjashtëkatësh, gjashtëvendësh, gjashtëvjeçar etj.
GJASHTËDHJETË *num. them. 1.* Numri që shënon një sasi të barabartë me gjashtë dhjeta, pesë-dhjetë edhe dhjetë. *Gjashtëdhjetë veto. Gjashtëdhjetë ditë. Gjashtëdhjetë minuta. Gjashtëdhjetë vjeç.*
*2. përd. num. rresht.* I gjashtëdhjetë. *Dhoma (ka-bina) gjashtëdhjetë. Në kilometrin gjashtëdhjetë. Në vitin gjashtëdhjetë. Vitet gjashtëdhjetë* dhjetëvjetëshi i shtatë i një shekulli.
GJASHTËDHJETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i për-gjigjet numrit gjashtëdhjetë në një varg të pandërprerë njçrëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Ditën e gjashtëdhjetë. Minuta e gjashtëdhjetë.*
*2. përd. em. f.* Një nga gjashtëdhjetë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e gjashtë-dhjeta. Pesë të gjashtëdhjetat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.
4. JI *em. f. vet. sh.* ~AT (të). Periudhë prej gjashtëdhjetë vjetësh si moshë. *1 mbushi të gjashtëdhjetat.*
GJASHTËDHJETËVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat gjashtëdhjetë vjet, që vijon gjashtëdhjetë vjet. *Periudhë gjashtëdhjetëvjeçare. Ka një jetë gjashtëdhjetë-vjeçare.*
2. Që është gjashtëdhjetë vjeç. *Burrë gjashtëdhjetë-vjeçar. Grua gjashtëdhjetëvjeçare.*
*3. Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.
GJASHTËFISH, ~I *m.* Sasi, përmasë, vlerë gjashtë here më e madhe se një tjetër që merret si ba-zë. *{Gjashtëfishi i sipërfaqes (i vëllimit). Gjashtëfishi (i gjatësisë, i gjerësisë, i lartësisë). Gjashtëfishi i pro-dhimit. Gjashtëfishi i kohës. Gjashtëfishi i një numri.*
GJASHTËFISH *ndajf.* Gjashtë here aq sa është; gjashtë here me shumë. *Gjashtëfish me shumë (me i madhj. Është rritur gjashtëfish.*
GJASHTËGARËSH,~I *m. sport.* Garë në atle-tikën e lehtë që përfshin gjashtë lloje sportesh. *Gjashtë-garësh gjimnastikar. Fitues i gjashtëgarëshit. Mori pjesë në gjashtëgarësh.*
GJASHTËKËMBËSH,~I m. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kandërr me gjashtë këmbë ose me tre çifte këmbësh.
GJASHTËKËNDËSH,~I m. *sh.* ~A, ~AT *gjeom.* Figure e mbyllur gjeometrike që ka gjashtë kënde e gjashtë brinjë. *Gjashtekëndësh i rregullt.*
GJASHTËKËNDËSH,~E *mb. gjeom.* Që ka gjashtë kënde, që është në trajtë gjashtëkëndëshi. *Figure gjash tëkëndësh e.*
GJASHTËKËNDOR,~E *mb. gjeom.* Gjashtëkën-dësh. *Piramidë gjashtëkëndore. Trajtë gjashtëkëndore.*
GJASHTËMBËDHJETË *num. them. 1.* Numri që vjen menjëherë pas pesëmbëdhjetës dhe që shënon një sasi të barabartë me pesëmbëdhjetë edhe një. *Gjash-tëmbëdhjete veto. Gjashtëmbëdhjetë vjet (ditë). Gjashtë-mbëdhjetë here.*
*2. përd. num. rresht.* I gjashtëmbëdhjetë. *Dhoma (radha) gjashtëmbëdhjetë. Shkalla gjashtëmbëdhjetë. Në faqen gjashtëmbëdhjetë.*
GJASHTËMBËDHJETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit gjashtëmbëdhjetë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Radha e gjashtëmbëdhjetë. Ditën e gjashtëmbëdhjetë. Shekulli i gjashtëmbëdhjetët*
*2. përd. em. f.* Një nga gjashtëmbëdhjetë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e gjashtë-mbëdhjeta.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *Doli i gjashtëmbëdhjeti.*
GJASHTËMBËDHJETËMETËRSH,~I *m. sport.* Vijë në fushën e futbollit, që është gjashtëmbëdhjetë metra larg nga porta; pjesë e fushës së futbollit, që është brenda

kësaj vije. *Gjuan nga gjashtëmbëdhjetë-ntetërshi. Brenda gjashtëmbëdhjetëmetërshit.*

GJASHTËMBËDHJETËRROKËSH,~E *mb. let.* 1- Që ka gjashtëmbëdhjetë rrokje, që përbëhet nga bashkimi i dy vargjeve tetërrokëshe. *Varg gjashtëmbë-dhjetërrokësh.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Varg që ka gjashtëmbëdhjetë rrokje. *Përdorimi i gjashtëmbëdhjetë-rrokëshit. Vjershë në gjashtëmbëdhjetërrokësha.*

GJASHTËMUAJSH,~E *mb.* 1. Që ka mbushur gjashtë muaj, që ka një moshë prej gjashtë muajsh. *Foshnjë gjashtëmuajshe. Viç gjashtëmuajsh.*

*2. si em.* ~, ~I m. *sh.* ~A, ~AT. Gjashtëmujor. *Gjdshtëmuajshi i parë (i dytë) i vitit.*

GJASHTËMUJOR,~I TO. *sh.* ~Ë, ~ËT. Periudhë kohe prej gjashtë muajsh, gjysma e vitit. *Gjashtë-mujori i parë (i dytë) i vitit. Në fund të gjashtëmujorit. Plani i gjashtëmujorit.*

GJASHTËMUJOR,~E *mb.* Që vazhdon a zgjat gjashtë muaj rresht; që përfshin gjashtë muaj, që kryhet brenda gjashtë muajve. *Kurs gjashtëmujor. Periudhë gjashtëmujore. Plan gjashtëmujor.*

GJASHTËQIND *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me gjashtë here njëqind. *Gjashtë-qind veto. Gjashtëqind vjet. Gjashtëqind faqe.*

2. *përd. num. rresht.* I gjashtëqindtë. *Në faqen gjashtëqind.*

GJASHTËQINDTË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit gjashtëqind në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj.

2. *përd. em. f.* Një nga gjashtëqind pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e gjashtëqindta.*

3. *Përd. em-* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.

GJASHTËRROKËSH,~E *mb.* 1. Që ka gjashtë rrokje, që është me gjashtë rrokje. *Fjalë gjashtërro-këshe. Varg gjashterrokësh.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Varg që ka gjashtë rrokje. *Theksat e gjashtërrokëshit, Vjershë në gjashtërrokësha.*GJASHTËSH,~E *mb. bised.* 1. Që përbëhet e tëra nga gjashtë njësi ose që ka një pjesë me gjashtë njësi. *Tel gjashtësh* tel me gjashtë fije. *Strofë gjashtëshe* strofë me gjashtë vargje. *Pistoletë gjashtëshe* pisto-letë me gjashtë fishekë.

2. Që ka përmasa ose vlerë prej gjashtë njësish. *Dërrasë gjashtëshe* dërrasë e trashë gjashtë centimetra. *Xham gjashtësh* xham i trashë gjashtë milimetra. *Shkronjë gjashtëshe. shtypshkr. Gozhdë gjashtëshe* gozhdë e gjatë gjashtë centimetra.

GJASHTËSH *ndajf.* Në gjashtë pjesë a njësi. *E ndaj gjashtësh.*

GJASHTËSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Grup i përbërë nga gjashtë qenie ose sende. *Gjashtëshja e pare. Tri gjashtëshe. Formoj një gjashtëshe.*

*2. vjet. shih* GJASHTARE,~JA i.

GJASHTËVARGËSH,~E *mb. let.* 1. Që përbëhet nga gjashtë vargje, që ka gjashtë vargje (për strofën). *Strofë gjashtëvargëshe.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Strofë prej gjashtë vargjesh. *Gjashtëvargëshi i pare.*

GJASHTËVJECAR,~E *mb.* 1. Që është gjashtë vjeç, që ka mbushur moshën gjashtë vjeç. *Djalë gjash-tëvjeçar. Vajzë gjashtëvjeçare.*

*2.* Që zgjat gjashtë vjet, që përfshin gjashtë vjet, që kryhet brenda gjashtë vjetëve. *Periudhë gjashtëvjeçare. Plan gjashtëvjeçar. Luftë gjashtëvjeçare.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Pranimi i gjashtëvjeçarëve në shkollë.*

GJASHTORËSH,~E *mb.* 1. Që vazhdon a zgjat gjashtë ore. *Ditë pune gjashtorëshe.*

2. JI *em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Periudhë kohe që vazhdon a zgjat gjashtë ore; e drejta për të pu-nuar gjashtë ore në ditë, që u jepet nga komisioni mjekësor atyre që vuajnë nga sëmundje të caktuara. *Gëzon të drejtën e gjashtorëshit.*

GJATAHUL,~E *nib. mospërf.* 1. Që ka trup shumë të gjatë e të hollë. *Djalë gjatahul. Grua (vajzë) gjata-hule.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

GJATAMAN,~E *mb. bised.* 1. Që e ka trupin shumë të gjatë. *Djalë gjataman. Vajzë gjatamane. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

GJATARUSH,~E *mb. përk.* 1. I gjatë e i hollë (për njerëzit).

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

GJATAS *ndajf. për* së gjati, së gjati. *Vendos gjatas. Mat (pres) gjatas. Shtrihet gjatas.*

GJATAZI *ndajf.* 1. Gjatas.

2. Me hollësi e në mënyrë të zgjatur, gjatë. *Foli gjatazi.*

GJATË (i,e) *mb.* 1. Që ka shtrirje të madhe në ha-pësirë në njërën nga përmasat (në gjatësi), që zgjatet shumë nga njëri skaj në tjetrin; që ka gjatësi më të madhe nga sa duhet a nga sa është e Zakonshme ose në krahasim me një tjetër; *kund.* i shkurtër. *Shkop i gjatë. Degë të gjata. Fije e gjatë. Rrugë e gjatë. Me këmbë (me duar) të gjata. Me mëngë të gjata. Gishtë-rinj (thonj) të gjatë. Qafë e gjatë. Flokë të gjatë. Lesh i gjatë. Çorape të gjata. Pantallona të gjata. Pushkë e gjatë. Hije e gjatë. Vale të gjata. elektr.* vale që e kanë hapin e lëkundjes më të madh se 3000 metra. *Ecën me hapa të gjatë. Bëhet me i gjatë* zgjatet. *I pres drutë të gjata. I rri i gjatë fundi.*

2. Që zgjatet, që shtrihet në një madhësi të cak-tuar në njërën nga përmasat (në gjatësi), që ka gja-tësinë e matur. *Katër metra i gjatë. Një kilometer i gjatë. Sa i gjatë është?*

3. Që ka trup të lartë; *kund.* i shkurtër. *Burrë i gjatë. Plep (Us) i gjatë. Është bërë i gjatë.*

4. Që zgjat shumë kohë; që zgjat a që Vazhdon me shumë se zakonisht ose me shumë se një tjetër; që shtrihet shumë në kohë a që kërkon një periudhë kohe pak a shumë të madhe; *kund.* i shkurtër. *Kohë e gjatë. Dimër i gjatë. Verë e gjatë. Ditë (natë) e gjatë. Luftë e gjatë. Sëmundje e gjatë. Pushim i gjatë. Me afat të gjatë. Me jetë të gjatë! ur. Gjithë ditën e gjatë* gjatë gjithë ditës. *Gjithë natën e gjatë* gjatë gjithë nates. *Udhëtim i gjatë. Heshtje e gjatë. Mungesë e gjatë. Mbledhje e gjatë. Film me metrazh të gjatë.*

5. Që ka vëllim të madh (për shkrime e vepra le-trare); që zgjatet shumë, duke i dhënë me hollësi gjërat (për diçka të shkruar ose për një fjalim, për një bi-sedë etj.); *kund.* i shkurtër. *Tregim i gjatë. Novelë e gjatë. Fjalim (referat) i gjatë. Bisedë e gjatë.*

6. *gjuh.* Që zgjatet me tepër kur shqiptohet, që ka gjatësi më të madhe në shqiptim; *kund.* i shkurtër. *Zanore e gjatë. Rrokje e gjatë. Diftong i gjatë.*

7. *Përd. em.* sipas kuptimit 3 të mbiemrit. *Dy të shkurtër dhe një i gjatë në mes. I gjati është shërbëtori i të shkurtrit. shah.*
*-k* S'e bëri të gjatë a) yeproi shpejt, veproi me-njëherë, nuk e zgjati; b) i ra shkurt, nuk e zgjati. S'ia bëri të gjatë *dikujt* nuk e duroi shumë, nuk e priti shumë, s'ia zgjati. Nuk e ka të gjatë e ka fund in të shpejtë, është afër fundit, nuk do të rrojë edhe shumë, po i afrohet Vdekja; nuk do të vazhdojë shumë. Muajt e gjatë muajt që kanë nga 31 ditë. Si bën drutë të gjata *shih te* DRU,~JA. E ka dorën të gjatë (i ka duart të gjata) *keq.* a) është mësuar të rrahë, e ka zakon të godasë të tjerët; b) vjedh, rrëmben. E ka fytin të gjatë (të madh) ha shumë, s'lë gjë pa ngrënë, është hamës i madh. E ka gjuhën (llapën) të gjatë (të madhe) është llafazan, flet shumë; nuk mban dot gjë të fshehtë, i tregon të gjitha. E ka hundën të gjatë (të madhe) është mendjemadh, është fodull. E ka sqepin të gjatë flet shumë me vend e pa vend; nuk i rrihet pa folur për çdo gjë e për këdo. Nuk e ka më të gjatë se... nuk rron me tepër se...; nuk duron a nuk qëndron me tepër se...
GJATË. I. *ndajf.* 1. Duke shkuar në rrugën më të gjatë për të arritur diku, nga është rruga më e gjatë, andej nga del me larg; *kund.* shkurt. *ra (i doli) gjatë. Andej del me gjatë.*
2. për shumë kohë, për një kohë të gjatë; *kund.* pak. *Ndenji gjatë. Mendoi gjatë. Vazhdon gjatë. Shkoi gjatë* kërkoi shumë kohë, u zgjat shumë. *Foli gjatë. Jo gjatë* pak kohë.
3. Duke i dhënë me hollësi gjërat, duke e shtjelluar me shumë fjalë; hollësisht; *kund.* shkurt. *Shkruan gjatë. E shtjelloi gjatë. Jo gjatë* shkurt. *Ka dale gjatë. I ra gjatë* e zgjati shumë.
4. Me shumë, me tepër; më tej (në shkallën kra-hasore, zakonisht me mohim). *Nuk ndenji (nuk foli) me gjatë. Nuk e di me gjatë* nuk e di më tej. *Nuk e(di me g)atë* nuk e zgjati me shumë. *Nuk shkohet me gjatë kështu* nuk mund të vazhdohet tnë tej kështu. II. *parafj.* 1. Përdoret me një emër në rasën rrje-dhore për të treguar drejtimin e lëvizjes së diçkaje në gjatësi pranë një vendi; buzë, anes. *Gjatë rrugës. Gjatë lumit. Gjatë bregut. Gjatë kufirit.*
2. Përdoret me një emër në rasën rrjedhore për të treguar kohën, brenda caqeve të së cilës kryhet një vëprim; në kohën e... *Gjatë drekës. Gjatë verës (dim-rit). Gjatë vitit. Gjatë provave. Gjatë luftës. Gjatë fu-shatës. Gjatë muajit mars. Gjatë kësaj kohe.*
Gjatë e gjerë (gjerë e gjatë) *shih te* GJERË. Sa gjatë gjerë (sa gjerë gjatë) në të gjithë gjatësinë e gjerësinë; plotësisht i shtrirë. S'e bin gjatë vepron shpejt, nuk e zgjat, s'e bën të gjatë. Nak e shpie (s'e can) me gjatS a) do të vdesë së shpejti (për një të sëpurë rëndë a për një njeri në moshë shumë të shkuar); b)| nuk dëshiron ta ngacmojë a ta thellojë një punë më tej, do ta lërë me kaq; nuk do ta vazhdojë a nuk do ta ndjekë më tej.
GJATËSl,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Një nga përmasat e trupave, e rrafsheve ose e vijave, që matet në shtrir-jep e tyre më të madhe në hapësirë nga një skaj në tjetrin; madhësia që i përgjigjet kësaj përmase ose largësie. *Gjatësia, gjerësia effie lartësia. Gjatësia e rrugës (e fushës). Gjatësia e dhomës. Gjatësia e lapsit. Gjatësia e vales, fiz. Masat e gjatësisë. Njësitë e gja-tësisë. Me gjatësi një meter. Mat gjatësinë.*
*2.* Shtrirja e një trupi, e një rrafshi a e një vije në drejtimin me largësi më të madhe nga një s)k;aj në tjetrin. *Në gjithë gjatësinë e rrugës. I zvogëloi gjatësinë.*
3. Lartësia e trupit. *Gjatësia e shtatit. Gjatësia e lisit.*
4. *libr.* Zgjatja në kohë, vazhdimësia në kohë; periudhë kohe sa zgjat diçka (një veprim a një du-kuri). *Gjatësia e ditës (e nates). Gjatësia e jetës.*
5. *libr.* Sasia e fjalëve që përbëjnë diçka të shkruar a të shqiptuar; vëllimi i një shkrimi a i një ligjërate. *Gjatësia e frazës. Gjatësia e romanit.*
I. *gjuh.* Zgjatja e një tingulli sipas numrit të dridh-jeve të tij në një njësi kohe; koha sa zgjat një tingull në të folur. *Gjatësia e tingullit. Gjatësia e zanores. Gjatësi absolute (relative).*
*1. gjeogr.* Largësia e një vendi a e një pike nga mesditësi bazë, që matet me grade. *Gjatësia gjeogra-fike. Gjatësi lindore (perendimore).*
GJATËSOR,~E *mb. 1.* Që ka të bëjë me gjatësinë e diçkaje, i gjatësisë. *Përmasë gjatësore. Këndi gjatësor.*
2. Që shkon a që kalon sipas gjatësisë së diçkaje, që shtrihet për së gjati diçkaje. *Drejtim gjatësor. Prerje gjatësore. Goditje gjatësore. Mur gjatësor. Trari (boshti) gjatësor.*
GJATI (së) *ndajf.* 1. Në drejtim të gjatësisë, nga ana e gjatë. *Prerje për së gjati. Kërcim së gjati. sport. Shtrihem për së gjati. E çaj së gjati.*
2. Në gjatësi, si gjatësi. *Pesë metra së gjati.*
GJATfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve GJATOJ, GJATOHEM.
GJATJE *mb.* Që e ka kokrrën të gjatë, kokërrgjatë (për dardhat etj.). *Dardhë gjatje.*
GJATOHEM *vetv.* Zgjatem. GJATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zgjat.
2. *jokal. vet. veto III.* Zgjatet. *Gjaton nata (dita)-*
GJATOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Njeri me trup shumë të gjatë, gjataman.
GJATOK,~E *mb. bised.* 1. Që ka trup pak të gjatë; gjataman.
2. *Përd- em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GJATOR,~E *mb.* 1. Që e ka kokrrën të gjatë (za-konisht për kumbullat). *Kumbull gjatore.*
*2.* Që shtrihet mjaft në gjatësi, që vjen i gjatë. *Fushë gjatore.*
3. *shih* GJATËSOR, ~E$_2$. *Vijë gjatore.*
GJATOSH,~E *mb.* 1. *përk.* Që ka trup të gjatë; që vjen i gjatë. *Djalë gjatosh. Me fytyrë gjatoshe.*
*2.* Që e ka kokrrën të gjatë, gjator. *Dardhë (kumbull, domate) gjatoshe.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
4. *si em.* ~, ~I *in. sh.* ~Ë, ~'ËT. Gishti me i gjatë i dorës, gishti i mesëm.
GJATOSH, ~E *mb. shih* GJATOSH, ~E.
GJAZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me driza e me drurë në mes të një fushe, pyll me shkurre të den-dura në një vend të rrafshët, shkorret në fushë. *Hyri bagëtia në gjazë.*
GJEDH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT dhe ~E, ~ETpërmë. Bagëti e trashë. *Gjedhët e mishit. Gjedhët e qumështit. Mish gjedhi. Sëmundje e gjedhit. Zhvillimi (shtimi, përmirësimi) i gjedhit.*
GJEDHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Diçka që merret a mbahet si shembull për të bërë një tjetër të ngjash-me me të; trajta e diçkaje që merret si shembull për të ndërtuar a për të

formuar të tjera si ajo; model; tip. *Gjedkc të reja. Gjedhe fjalish. Marr një gjedhe.*

2. Mostër e një lënde, e një cohe, e një malli etj.

GJEDHESHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *vjet.* Interesi që merrej për një shumë të hollash të dhëna hua, kamatë.

GJËDHËR (i,e) *mb. I.* Që merret nga gjedhët, i gjedhit. *Mish i gjedhër. 2.* Që bën pjesë në gjedhët. *Bagëti të gjedhra.*

GJEDHlM,~I *m. spec.* Kontrollimi i përpikërisë së një aparati mates, duke e krahasuar me një masë që merret si bazë; shkallëzimi i përpiktë i një aparati mates në përputhje me një masë bazë. *Bëj gjedhimin.*

GJEGJ *jokal,* ~A, ~UR. 1. Përgjigjem. *Nuk gjegji menjëherë.*

*2.* edhe *kal.* Dëgjoj; pranoj. *Nuk e gjegji mire. Nuk gjegji ta bëjë. Fol pak e gjegj shumë!*

GJEGJE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Përgjigje. *jap gjegjen. E ka gjegjen gati.* 2. Dëgjim, bindje.

GJEGJEM *vetv.* 1. Përgjigjem. *Iu gjegj me krenari.*

*2.* Pranoj, dëgjoj. *Nuk u gjegj ta kthente.*

3. *pavet.* Dëgjohet. *S'është parë e s'është gjegjiur ndonjëherë.*

GJEGJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. I dëgjueshëm, i bindur. *Djalë i gjegjshënt. Është i gjegjshëm.*2. *vjet.* I përgjegjshëm. *Fajtor i gjegjshëm,*

GJEJ *kal.,* ~TA, ~TUR. 1. Zbuloj diçka a dike që ka humbur ose është zhdukur, fshehur a mbuluar; *kund.* humb, humbas. *E gjeti librin. E gjetën fëmijën. E gjeti poshtë shtratit (pas raftit). Mezi e gjeta. E kërkova, po s'e gjeta. Gjej rrugën nëpër errësirë.*

2. Ndcsh rastësisht diçka a dike; shtie në dorë rastësisht. *Gjeti ca të holla (një kuletë). Gjeti një letër mbi tryezë. Nuk i kam gjetur në rrugë* i kam siguruar me punë e me mundim.

3. Ndeshem, has me diçka a me dike që po e kër-koja; shoh, vë re diçka a dike që me duhet ose diçka që duhet ndrequr a rregulluar. *Gjej emrin në listë. Gjej faqen në libër. Gjeti një shembull (një citat). Gjen gabimet e shtypit. Gjej të metat. E dërgoi të gjente mjekun. Rrallë e gjen. Nuk gjej fjalë ta shpreh.*

4. Siguroj ose arrij të kem diçka a dike që me duhet pas kërkimesh ose me përpjekje; shtie në dorë diçka që me duhet. *Gjeti punë. I gjeta biletë (makinë). Gjen treg. Gjej forca. Gjej mjetet (fondet) e nevojshme. Gjeti një burrë (një grua) të mirë. bised. E gjeti ntun-dësinë. Gjeti strehë. Kush kërkon, gjen. fj. u. Gjej një-herë bari, pastaj shko e bli dhi! fj. u.*

5. Përcaktoj duke e menduar diçka; arrij për-fundimin që kërkohet duke bërë veprime me mend, zgjidh me mend; i bie në të pasi e mendoj. *Gjej shu-mën (përfundimin). Gjej zgjidhjen. Gjej pjesët e një fjale. Gjej rrënjën katrore të një numri. Gjej një gjëe-gjëzë. Gjeje sa janë (sa bëjnë) ! Gjeje kush ma ka thënë!*

6. Zbuloj diçka pas kërkimesh e studimesh të ve-çanta; bëj një zbulim; shpik. *Gjetën naftë (mineral). Gjej një menyrë (metodë) të re prodhimi. E gjetën burimin e lumit. Gjej të vërtetën.*

7. Zgjedh diçka që përputhet a që shkon me diçka tjetër. *gjej drynit një çelës. I gjej ngjyrën që i përshta-tet. la ka gjetur si duhet.*

8. Zbuloj rrugën, mjetin, mënyrën a anën për të bërë diçka, për të dale nga një gjendje ose për të siguruar përkrahjen e dikujt (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Gjej rrugën. Gjej mënyrën (mjetin). la gjeti veglën. la gjeti anën (shtegun, vaun). la gjeti vjegën (verigën, rrëfanën). la gjetën ilaçin (dermanin). la gjeti vidhat (burgjitë, burmit) dikujt.*

9. Shkëput një pjesë kohe nga koha e punës a e veprimtarisë së zakonshme për të bërë diçka tjetër a për të shkuar diku. *Gjeti pak kohë. Gjej ndonjë ditë dhe eja nga ne! S'gjen dot një minute edhe për këtë?*

10. E zë në një vend ku ishte, e kap diku; e zë dike a diçka në një gjendje të caktuar; kap. *E gjeta në shtëpi. Lufta e gjeti në fshat. Mirë që të gjeta. Ku të të gjej? E gjeti sëmurë. E gjeti të papërgatitur. E gjeti në befasi. E gjeti derën hapur. E gjeti në gjumë* edhe *fig. E gjeta shëndoshë e mirë. E gjeti shtëpinë rrëmujë. Mirë ju gjetsha!* përshëndetje kur ndahemi e largohemi nga një vend, ku do të kthehemi përsëri. *Mirë se ju gjejmë!* përshëndetje kur vijmë a hyjmë diku.

11. Me ndodh një e keqe, me bie në kokë, pësoj (edhe në një varg njësish frazeologjike). *E gjeti një e keqe (një fatkeqësi). Ç'më gjeti! Mirë na gjeti! E gjeti belaja. Ku të gjeti edhe ty! Ç'të ka gjetur sot kësh-tu?* çfarë ke sot kështu? *E gjeti si breshka te nallbani. 1 gjeti mushka drutë. E gjeti kokën e kandilit.*

12. Shpreh një pikëpamje për diçka, vlerësoj diçka, shfaq një mendim a gjykim për diçka, e quaj.
*E gjetëm të drejtë (të arsyeshme, të nevojshme, të te-përt, të gabuar). E gjeti me vend. E gjeti të udhës.*

13. Has një qëndrim a një pritje të caktuar; kam. *Gjeti miratim. Nuk gjeti kundërshtim. Gjen pengesa (vështirësi). Gjeti një pritje të ngrohtë. Gjeti mbështëtje (përkrahje). Gjeti jehonë.*

14. E kam në vetvete si veti ose si aftësi dhe e shfaq, e vë në veprim; i lejoj vetes ta shfaq a ta vë në veprim. *Gjen guxim. Gjen forca në vetvete. Ku e gjen ai këtë të drejtë?*

15. Kërkoj diçka për t'u përligjur, zakonisht për diçka të padrejtë a të parregullt; nxjerr. *Gjen shkak. Gjen arsyetime.*

16. Ruaj dike për t'i bërë diçka të keqe, për ta ka-pur a për t'i zbuluar anën e dobët. *gjeti rastin. 1 gjeti ditën. la gjeti vaun dikujt. I gjeti pikën e dobët.*

17. Ndiej a provoj diçka; bie në një gjendje to caktuar; kam dëshirë, dëshiroj shumë; me pëlqen, me vjen mirë të jetë. *Ku ta gjej të vij edhe unë! Ku ta gjej të jetë ashtu! Gjej kënaqësi (gëzim, lumturi, qetësi). Gjeti karar. Gjeti rehat* u rehatua. *Nuk gjen vend* lëviz, nuk rri në një vend.

18. I shkoj pas shijes a ëndjes dikujt; pajtohem me dike në mendime e në shije, merrem vesh me dike, bie në ujdi (edhe në një varg njësish frazeologjike). *E gjeti fjalën me dike, la gjeti zemrën. I gjeti midenë. la gjeti telat dikujt. I kanë gjetur telat bashkë. I kanë gjetur pipëzat. Kanë gjetur një gjuhë të përbashkët. Kanë gjetur shoku-shokun. Gjeti mendja mendjen. Ka gjetur rrasa vegshin (vorbën). keq. Ka gjetur tenxherja kapakun (u rrokullis tenxherja, gjeti kapakun). keq. Ka gjetur shkopi doçen. keq.*

19. I drejtohem dikujt për të ngritur një dolli si bashku, duke thënë një urim për dike tjetër. *Të kam gjetur me dy dolli. Ti që me ke gjetur mua, të gjetti e mira!*

20. *iron.* Përdoret për të shprehur mospëlqim e ironi për diçka që është thënë a është bërë pa vend, që nuk e vlen ose për një njeri, tek i cili nuk kemi besim a i cili nuk është i përshtatshëm për atë që kërkohet. *Gjete çfarë të*

*thuash! Gjete me se të merresh! Gjete kujt t'ia japësh. Gjeti si të arsyetohet! Gjeti kishë (xhami) ku të falet!*
21. *vet. veta III.* Përdoret së bashku me emra prej-foljorë dhe formon togje të qëndrueshme, që kanë kuptimin e foljeve, më të cilat lidhen gjymtyrët e dyta të këtyre togjeve nga pikëpamja fjalëformuese. *Gjen zbatim* zbatohet. *Gjen zgjidhje* zgjidhet. *Gjen përhapje* përhapet. *Gjen shtrirje* shtrihet. *Gjen miratim* miratohet. *Gjen pëlqim* pëlqehet. *Gjen mbështetje* mbështetet. *Gjen përkrahje* përkrahet. *Gjen mishërim* mishërohet. *Gjen shpëtim* shpëton. *Gjen strehim* stre-hohet. *Gjen vdekjen* vdes.
*ie* Gjeti belanë *me dike a me diçka* u nga-tërrua keq me dike a me diçka, i ndezi me të. la gjej fillin *shih te* FILL,~$1_4$. Gjen (bën, ngre, zë) fole *shih te* FOL E.~JA. I gjeti (i nxori, i qiti) fundin *diçkaje shih te* FUND,~I. Gjeti hazinenë *shih te* HAZINE, —JA. Gjen jetë zbatohet, vihet në jetë. Nuk ia gjen dot këmbët *dikujt a diçkaje shih te* KËMBË, ~A. E gjeti për kollaj zgjodhi rrugën më të lehtë. E gjeti (e zuri, e kapi) ndër lakra *shih te* LAKËR, ~RA. E gjen rrugën (udhën) për *diku* nis të hyjë diku, nllon të përhapet, depërton diku. Gjeti talën *shih tek*TALË,~A. Gjeti ustanë (ra në usta) *shih tek* USTA, ~I. Gjej vend *shih te* VEND,~l. Gjen vend *diçka shih\ te* VEND,~l. Gjeti vendin *shih te* VEND,~l. Gjen verigë për *diçka shih te* VERIGË,~A. E gjeti veten *libr. shih te* VETE,~JA. Gjejmë një emërues të përbashkët *shih tek* EMËRUES,~I. E gjeti guri vendin *shih te* VEND,~l. E gjeti lëmë të shirë *shih \te* SHIRË (i,e). E gjeti lëmin shtruar *shih te* LË-MË,~I. E gjeti lugën në pilaf *keq. shih te* LUGË, ~AL S'i gjen majë vetes *shih te* MAJË,~A. E gjen e mira vetë *shih te* MIRË,~A(e). Ka gjetur pelena të buta *shih te* PELENË,~A. E gjetën (e kapën, e zunë) me presh në dorë (m: duar në presh) *shih te* PRËSH,~I. Gjen (shikon) qimen në vezë (në të bar. dhën e vezës) *shih te* VEZË,~A. E gjeti sofrën shtruar.sAiAte SOFËR,~RA. Gjeti shesh (fushë) të lire *di-kush shih te* LTRË(i,e). S'gjen vend ku të futet (s'igjen dot yend vetes) *shih te* VEND,~l. Gjeti vezët e thë-llëzës *shih te* THËLLËZË,~A- S'ka ku të gjejë (të nxjerrë) qime *shih te* QfME,~JA. Gjen shesh e bën përshesh *shih te* SHESH, ~I.
GJEKËTIMË,~A *sh.* ~A, ~AT. Gjëmim, ushtimë. *Gjekëtima e maleve.*
GJEKËTIN *jokal.,* ~U, ~RË. Gjëmon, ushton. *Gjekëtijnë malet.*
GJEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Mashkulli i pules, këndes. *Gjel fushe. Lafsha e gjelit. Mish gjeli. Këndpn gjeli. Fryhet si gjel.*
2. *fig. keq.* Njeri mendjemadh e kapadai; njeri që fryhet e ngrefoset dhe e mban veten për me krye-sorin; njeri që kërkon grindje. *Gjeli i shtëpisë. Është bërë gjel.*
3. Send osc mjet që i ngjan nga trajta këtij shpendi. *Gjel sheqeri. Gjeli i oxhakut. Gjeli i makinës qepëse.*
4. *vjet.* Çarku, rrahësi i një arme të vjetër zjarri. *Gjeli i hutës.*
5. Kokërr misri e pjekur, që ka plasur në zjarr, pupagjel, gjeldash, kokoshkë.
6. Thelb i ndarë në pjesë; thelë e prerë e një kok-rre. *Gjelat e arrës. Gjelat e qepës. Gjelat e mollës.*
7. *vjet.* Monedhë e vjetër prej ari, flori.
• Si gjeli pa kokë (pa krye) sikur i merren mendtë, si i trullosur, si i hutuar, si i shastisur. Një gjel plaçka shumë pak plaçka. Hidhet (kërcen) si gjel merr zjarr menjëherë, zemërohet e kërcen për gjënë më të vogël. Ngrihet me gjelat ngrihet, zgjohet herët në mëngjes. I rri gjel *dikujt* qëndron me mendjemadhësi për-ballë dikujt, krekoset para dikujt, nuk e ul kokën jIara dikujf, i rri kundër. I bën edhe gjeli vezë i ecën shumë mbarë, i ka punët shumë mirë, i ka të gjitha të mirat. Ra si gjeli (si pula) në thekër *shih te* THEKËR,~RA. I ka dale gjel kaproll *një pun e* i ka dale përpara një pune, i ka vënë gjoksin, i ka dale ballë për ballë me guxim. Fie (bie) kur këndojnë gjelat fle (bie) vonë. Kapardisej (krekosej) si gjeli (si këndesi, si ka-poshi) majë plehut mbahej më të madh, krekosej. Kur këndoi gjeli (këndesi) i parë shumë herët në mëngjes, qëmenatë, pa zbardhur mirë drita. I këndpn gjeli në samar i ecën mbarë, i ka punët mirë. S'i këndon me gjeli në shtëpi i është shuar pragu, i është mbyllur dera. Kur këndoi gjeli (këndesi) i tretë shumë vonë në mëngjes, pasi doli mirë drita. S'rri gjeli mbi vezë s'është punë për të, nuk e bën dot ai atë punë, s'bën at për atë punë. U skuq (u be) si lafsha e gjelit *shih te* LAFSHË.~A. I këndojnë dyzet gjela
përmbi kokë ka shumë halle; ka shumë punë e telashe. Sa kërcen gjeli tra me tra *shih tek* TRA,~RI. Të merr kokrrën (koqen) e melit para gjelit *shih te* KOKËRR, ~RRA. L u 1 e gjeli *bot.* lulëkuqe.
*GJEL DETI zool.* Mashkulli i pules së detit; gjeldet, misërok.
*GJEL I EGËR zool.* Shperid i madh i ngjashëm me këndesin, me pendë të zeza, me zë të çjerrë, që rron nëpër pyje; gjelegër.
*GJEL UJËS zool.* Stipend i egër me trup të madh, me qafë të gjatë, me pendë si të murrme, që rron nëpër ujëra-
GJELAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* 1. Stipend i egër me pendë të zeza, të kuqe e të bardha, që jeton buzë ujërave.
2. *krahin.* Qukapik.
GJELAFYTEM *vetv.,* ~A (u), ~TJR. Kapem fy-tazi me dike, kapem si gjelat me dike; përleshem, përfytem. *U gjelafytën njëri me tjetrin për hiçgjë.*
GJELAMAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Flutur me trup në ngjyrë të gjelbër të errët e me vija të ver-dha, me krahë të mëdhenj e të zgjatur si bisht da-llëndysheje, që dëmton gjethet e pemëve frutore.
GJELAS *ndajf. bised.* 1. Anash në kurriz (për më-nyrën e rrëzimit). *Ranë gjelas.*
2. *fig.* Duke u zënë, duke u grindur vazhdimisht njëri me tjetrin, keq. *Shkojnë gjelas.*
GJELASTRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ojelastren.
GJELASTREN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gjel i vogël, që nuk e ka mbushur vitin dhe që nuk ka filluar ende të këndojë.
GJELAZËZ,~I *m. sh.* ~, ~TË *zool.* Shpend i egër me trup të gjatë, me peridë të zeza, që ushqehet me peshq.
GJELAZI *ndajf. bised.* Gjelas.
GJELBËR,~RA (e) . Ngjyra e gjelbëi; bojë e gjelbër. *E gjelbër e hapët (e mbyllët). Lyej më të gjelbër.*
GJELBËR (i, e) *mb.* 1. Që ka ngjyrën e barit të njomë a të gjetheve të bimëve, i blertë. *Ngjyrë e gjelbër. Gjethe të gjelbra. Bari i gjelbër. Sallatë e gjelbër. Pëlhurë (basmë) e gjelbër. Dritë e gjelbër. Shenja e gjelbër* shenja <ië tregon se rruga është e lire për ka-)im. *Bëhet i gjelbër.*
2. Që vjen si i kaltër në të verdhë. *U be i gjelbër në fytyrë.*

3. Që është i mbuluar me bar të njomë a me gjethe, që ka bimësi të njomë, i blertë. *Fushë (lëndinë) e gjelbër. Dru i gjelbër. Rri i gjelbër gjithë vitin* nuk i bien gjethet.
4. Që nuk është pjekur ende (për frutat). *Mollë të gjelbra. Rrush i gjelbër.*
5. *bujq.* Që përbëhet prej bimësh të njoma. *Ushqim i gjelbër. Plehërim i gjelbër. Konvejer i gjelbër.*
6. *bujq.* Që bëhet kur bima ka nxjerrë gjethe. *Shartim i gjelbër. Krasitje e gjelbër. Harrje e gjelbër.*
7. Përdoret si pjesë e dytë e disa emërtimeve të përbëra të kafshëve e të bimëve, që kanë ngjyrën e barit. *Çimka e gjelbër. Karkaleci i gjelbër. Morri i gjelbër. Pleshti i gjelbër. Myku i gjelbër. Çaji i gjelbër.*• Ari i gjelbër *shih tek* AR,~I. Kafe e gjelbër
diçka me pasoja të padëshirueshme, punë a ngatërresë, në të cilën nuk duhej të përziheshim. Tryeza (coha) e gjelbër *vjet.* tryeza e bisedimeve diplomatike.
GJELBËREMË (i), ~E (e) *mb.* Që vjen si i gjeK bër, në të gjelbër. *Ngjyrë e gjelbëreme.*
GJELBËRI,~A . Gjelbërsi.
GJELBËRIM.~I *m.* 1. Veprim sipas kuptimeve të foljeve GJELBËROJ, GJELBËROHET. *Gjel-bërimi i qytetit. Gjelbërimi i rrugëve (i parqeve). Pu-nimet e gjelbërimit.*
*2. përmb.* Tërësia e bimëve të njoma dhe e drureve me gjethe, blerim; bimësi. *Në mes të gjelbërimit. Vishet me gjelbërim. Mbulohet me gjelbërim.*
3. Ngjyra e gjelbër e bimësisë, blerim. *Gjelbërimi i drurëve.*
4. *sit.* ~E, ~ET. Vend i gjelbëruar. *Ka mjaft gjelbërime.*
GJELBËRIMË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Perime të gjelbra (sallatë, qepët e njoma, spinaqi, lëpjetët etj.); lakrat e egra që përdorensi ushqim (ra-dhiqet etj.)- *Rron me gjelbërima. Ka blerë ca gjelbëri. ma. Në pranverë dalin gjelbërimat.*
GJELBËROHET *\etv.* 1. Merr ngjyrë të gjelbër, duke u mbuluar me bar a me gjethe; mbulohet me bar; bleron, mbushet a vishet me gjethe. *U gjelbëruan fu-shat. U gjelbërua pylli.*
2. Bëhet i gjelbër; merr ngjyrë si të gjelbër.
3. *Pës. e* GJELBËROJ 3,4.
GJELBËROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. vela III.* Merr ngjyrë të gjelbër, duke u mbuluar me bar e me gjethe, gjelbërohet, bleron. *Gjelbëroi livadlii (fusha). Gjelbëruan arat. Gjelbëroi druri (pylli).*
*2. vet. veta III.* Duket i gjelbër, shquan me ngjyrën e vet të gjelbër (zakonisht për diçka të mbuluar me bar e me gjethe). *Gjelbërojrtë arat (fushat). Gjelbëronle gruri. Gjelbëron nga larg.*
3. *leal.* Mbjell me drurë, shkurre etj. një vend. *Gjelbërojnë qytetin. Gjelbëruan rrugët.*
4. *kal. vet. veta III.* I jep ngjyrën e gjelbër një vendi. *Bari gjelbëron fushën.*
GJELBËROSH,~E *mb. poet.* I gjelbër. *Ngjyrë gjelbëroshe.*
GJELBËRSI,~A . Ngjyra e diçkaje të gjelbër; të qenët i gjelbër. *Gjelbërsia e pyllit (e fushës, e ko-drave). Humbet gjelbërsinë.*
GJELBËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka ngjyrë të gjelbër nga bari, nga bimët e nga drurët e veshur me gjethe; i blertë. *Fushë e gjelbëruar. Ara (livadhe) të gjelbëruara. Pyll i gjelbëruar.*
*2.* Që ka bimë e drurë, që ka gjelbërim, që nuk është i zhveshur. *Vend i gjelbëruar.*
GJELBËRL)ES,~E *mb.* Që i jep ngjyrën e gjelbër diçkaje, që i jep gjelbërim. *Bimë gjelbëruese. Kurorë gjelbëruese.*
GJELBËRUSH,~E *mb. poet.* 1 gjelbër, i gjelbëruar. *Lëndinë gjelbërushe.*
GJELBËRUSHE,~JA^. *sh.* ~E, ~ET *zool.* Zog pak me i madh se trumcaku, me pupla të gjelbra në të verdheme, që nuk shtegton.
GJELDASH,~l *m. sh.* ~A, ~AT. Kokërr misri e pjekur, që ka plasur në zjarr dhe ka hapur an ash buzët e bardha; pupagjel, kokoshkë.
GJELDET,~I *m. zool.* Gjel deti. *Mish gjeldeti.* GJELDETËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *zool* Gjel deti. GJEL E,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Gjelëz.
GJELEGËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Gjel i egër.
GJELËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Shpend i egër uji sa një psllumb, me sqep të gjatë e të verdhë, me pendë të zeza e me majat e krahëve të bardha.
-Ar Ha këmbë gjelëze jeton më të gjitha të mirat.
GJELIN Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Nuse e re, e posamartuar; nuse. *Gjelina e madhe (e pare). Thërret nëna gjelinat.*
GJELKOKOSH,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Këndes, gjel (zakonisht në përralla e në tregime popullore).
2. *fig. keq.* Njeri kapadai e mendjemadh, kokosh.
GJELMlTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Lloj krehri që përdoret për të shkrifur leshin e larë.
GJELUC,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gjel i vogël.
2. *keq.* Gjel me trup të vogël dhe shumë i dobët.
3. *fig. k-eq.* Njeri mburravec, por i dobët e i pazoti.
GJELUJËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Gjel ujës.
GJELL Ë,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ushqim që ga-tuhet për t'u ngrënë zakonisht duke e zier me kripë e me yndyrë ose duke e pjekur a skuqur. *Gjellë e shijshme (e mirë, e keqe). Gjellë e gatshme. Gjellë e parë (e dytë, e tretë). Gjellë e ngrohtë (e ftohtë). Gjellë dasms. Gjellë me mish (me perime). Gryka e gjellës. Luge gjellë. Pjatë gjellë. Kripë gjellë. Lista e gjellëve. Tenxhere me gjellë. Bëj (gatuaj) gjellën. Zbraz (shtie,*
*ndaj) gjellën nepër pjata. E mban me bukë e me gjellë d i k ë* e ushqen.
2. Gatesë për qentë etj. *Gjellë qensh.*
Gjellë pa kripë a) njeri që nuk është i këndshëm nësjelljet dhe veprimet e tij, njeri i shpëlarë; b) diçka e pakëndshme, diçka e pashijshme. Pështyu në gjellë (në çorbë) *shih te* PËSHTYJ. Në çdo gjellë majdanoz! *iron, shih te* MAJDANOZ,~I. Gjella me kripë ekripa me karar . *u. shih te* KRIPË,~A. Mos shtjer kripë në gjellë të botës! *fj. u. shih te* SHTIE. Atij s'i japin bukë, kërkon edhe gjellë nuk e kupton gjendjeh e vërtetë në të cilën ndodhet dhe ka kërkesa të tepruara.
GJELLËBËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me gatimin e ushqimit për shumë veta; kuzhinier. *Gjellëbërësi i restorantit (i repartit, i menses). Shkolla e gjellëbërësve. Punon si gjellëbërës.*
GJELLËBËRËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GJELLËBËRËS,~I.
GJELLËTAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Gjellëbërës.
GJELLËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Gjellëbë-rëse.
GJELLËTARl,~A . Mjeshtëria e përgatitjes së gjellëve dhe të gatesave të tjera, arti i kuzhinës. *Të fshehtat e gjellëtarisë. Termat e gjellëtarisë. E njeh mirë gjellëtarinë.*GJELLËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lokal ku

përgatiten gjellë, të cilat zakonisht njerëzit i marrin vetë te gjellëbërësi dhe i hanë me këmbë. *Gjellëtorja e j lagjes. U hap një gjellëtore e re.*

GJELLËZ,~A . Kripë gjelle. *Një dorë gjellëz. I shtie gjellëz.*

G JEMB,~I *m. sh.* <~<A, ~AT. 1. Zgjatim i vogël, i forte e me majë të mprehtë, që del në kërcellin e disa bimëve ose në trungun a në degët e disa drurëve e shkurreve; një pjesë e bimës (gjethe, kërcell, degë etj.), që ka formën e këtij zgjatimi të vogël e me majë të mprehtë. *Gjemb i forte. Gjemb ferre (drize, murrizi). Gjemb trëndafili. Gjembat e portokallit (e shegës, e ikumbullës, e kullumbrisë). Degë me gjemba. I hyri një gjemb. Nxjerr gjembin.*

|2. Emërtim i përgjithshëm i disa bimëve me zgja-time të tilla; ferrë. *Fushë me gjemba.*

3. Zgjatimi i forte me majë të mprehtë në trupin e disa kafshëve; gjilpërë. *Gjembat e iriqit.*

*4.* Majë e mprehtë metalike ose diçka me maja të mprehta e pak të kthyera. *Tel me gjemba.*

5. *fig.* Njeri i keq, që u bie me qafë të tjerëve; diçka e keqe, diçka që pengon dhe sjell dëm. *qëruan gjembat.*

6. Hale e hollë e peshkut. *Peshk me gjemba.*

7. *krahin. shih.* SFURK~KUi.

8. *krahin.* Pirun.

j- Flet me gjemba thumbon të tjerët kur flet, e hedh fjalën te njëri e tek tjetri për t'i qortuar a goditur, flet me thumba. Fut gjemba fut grindjen, përçarjen, fut spica. I hyri gjembi iu ndez dëshira ose kureshtja për diçka, i hyri krimbi. Jam (rri) si mbi (në) gjemba (ferra, vezë) nuk e ndiej veten të qetë; rri i shqetësuar. Kurorë me gjemba *libr.* simbol i vuajtjes dhe i mun-dirliit. Qen me gjemba (me kreshta) *keq. shih te* KRESHTË,~A. Rri gjemb mbahet i veshur mirë dhfe shumë i pastër e i rregullt, rri spicë. I rri gjemb *dikujt* i rri mbi koke dikujt e nuk e lë të qetë; I rri çekan mbi kokë. Sikur shkel mbi gjemba (mbi vezë) me shumë kujdes, në majë të gishtave (për më-nyrën e të ecurit). I vuri gjembin *dikujt* e shtrëngoi keqas, ia mblodhi rripat. Iu be buka gjemb (gorricë) nuk i shkonte buka poshtë, i mbeti buka në grykë (nga një lajm i keq etj.). Nuk i ka hyrë gjemb (ferrë) në këmbë *shih te* FERRË,~A. E ka gjemb (hale, ferrë, shushull) në sy *shih te* HALË,~A. Kërkon këmbë për gjemb nxjerr ndonjë shkak që të zihet, kërkon njeri që të grindet. Nuk la gjemb këmbe i zhduku, i shfarosi të gjithë,.shkatërroi gjithçka. E mban si zogun majë gjembit *dike* e mban më të gjitha të miriat, e mban në pëllëmbë të dorës. F l u t u r a e gjembave *zool.* lloj fluture dëmtuese, vemjet e së cilës janë të përhimta, me dy vija anësore të ver-dha dhe me gjemba të verdhë ose kafe. Lule g j e m -b i *bot. shih te* LULE,~JA.

*GJEMB I BARDHË bot.* Bimë e egër shumëvje-çare me gjethe të zgjatura e me gjemba, që rritet nëpër ara.

*GJEMB (FERRË) GOMARI bot.* Gjembaç, rrë-feshk.

*GJEMB LUG ATI bot.* Bimë njëvjeçare, me kërcell të degëzuar e plot me gjemba të gjatë, me gjethe të buta, pa bisht e të mbuluara me push të bardhë nga poshtë, që mbin në vende të thata, buzë rrugëve e kullotave.

*GJEMB UJKU bot.* Ashe.

GJEMBAÇ,~I *m. sh. ~Ë.,* ~ËT. 1. *bot.* Bimë e egër barishtore me kërcell të drejtë, me gjethe të më-dha, të zgjatura, të dhëmbëzuara e me gjemba të forte, me lule si boçe ngjyrëmanushaqe; gjemb go-mari, rrëfeshk, ferreckë.

2. Emërtim i përgjithshëm i disa luleve të egra me gjemba.

3. Zgjatim i forte e me majë të mprehtë, gjemb.

4. *zool., krahin.* Iriq.

GJEMBAÇ,~E *mb.* Gjembash. GJEMBAK,~E *mb.* Gjembash. *Bimë gjembake.* GJEMBASH,~E *mb.* Që ka gjemba, me gjemba. GJEMBBARDHË,~I *m. bot.* Gjemb i bardhë.

GJEMBËRISHTË,~A . *sh.* —A, ~AT *bot.* Shkurre gjithnjë e gjelbër, me gjethe si të borzilokut, të mbuluara në të dyja anët me push dhe me lule ngjyrë trandafili në të kuqe.

GJEMBËZOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR *libr.* Lëshon gjemba, nxjerr gjemba, mbushet me gjemba.

GJEMBlSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend i mbuluar me gjemba, ferrishtë.

GJEMBJE *mb.* Dardhë gjembje: dardhë kokërr-gjatë, që piqet në korrik.

GJEMBOHEM *vetv.* 1. Shpohem me gjemb, me hyn gjembi, thumbohem. *U gjembua në dorë. Shpëtoi pa u gjembuar.*

2. *Pës. e* GJEMBOJ.

GJEMBOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Shpoj me gjemb. *E gjemboi në llërë.*

*2. fig.* Thumboj dike, i fut gjemba dikujt.

3. *jokal.* Shpon, ther. *Me gjembon këmba.*

GJEMBOR,~E *mb. 1. bot.* Që ka gjemba, me gjemba. *Shkurre gjembore. Kërcell gjembor.*

2. Që është mbuluar me ferra e me gjemba. *Vend gjembor.*

3. Që ka trajtën e një gjembi, që është si gjemb. *Zgjatime gjembore.*

GJEMBTË (i,e) *mb.* Që ka gjemba, gjembor.

GJEMBTH,~I m. *sh.* ~A, ~AT. 1. Çapoi i kën-desit. *Gjembthi i gjelit.* 2. Gjemb i vogël.

GJEMI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Anije; barkë e madhe me vela. *Vinin gjemitë me ushtarë (me mall).*

•*k* Rri sikur i janë mbytur gjemitë rri shumë i bren-gosur e i zymtë.

GJEMITAR,'~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Detar që lundronte me gjemi.

GJEMIXHl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* 1. Pronari i një gjemie; kapiteni i një gjemie. 2. Gjemitar.

GJEN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *biol.* Element përbërës i kromozoneve të bërthamës qelizore, që është për-çues i tipareve të trashëgueshme në organizmin pas-ardhës. *Teoria e gjeneve.*

GJENDEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Jam në njëvend, ndodhem diku; bie, shtrihet diku, ka zënë vend, është diku. *Gjendet në mat. Gjendet në veri (në jug). Gjendet jashtë qytelit. Gjendet larg. Vendi ku gjendet.*

*2.* Ndodhem rastësisht ose papritui diku. *U gjend majë maliI (buzë lumit). U gjendën në fushë të kapur. U gjendën ballë për ballë. Nuk u gjenda aty.*

3. *fig.* Jam ose bie në një gjendje që nuk c prisja, ndodhem padashur përpara diçkaje ose ndeshem me diçka, zakonisht të papëlqyeshme; ndodhem, jam. *U gjend ngushtë (keq). U gjend në befasi. U gjendën në ditë të keqe. U gjend përpara një rreziku (një të papriture). U gjend midis dy zjarreve.*

4- *fig- (përdorel me një trajtë të shkurtër të per-emrit vetor në r. dhanore).* Ndihmoj dike në rrethana të vështira, i ndodhem pranë dikujt për çdo gjë dhe i bëhem krah. *Iu gjend vëlla. Iu gjend nënë e baba. Iu gjend te koka. Iu gjend në caste të vështira. I është gjendur ditën dhe natën.*
5. *kryes. veto III.* Del a shfaqet papritur si për ta ngatërruar a vështirësuar me tepër diçka. — *Ku u gjend edhe ai?*
6. *vet. veta III (përdoret me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Kam me vete rastësisht diçka, me ndodhet. *S'iu gjendën para me vete. I priti me ç'i gjendej. Mos ju gjendet një laps?*
7. *vet. veta III.* Quhet, pranohet, shihet. *U gjend e drejtë (e arsyeshme). U gjend me vend.*
8. *vet. veta III.* Ndodhet, është, ka; haset, ndeshet; ndodhet në sasi të caktuar, është pjesë përbërëse e diçkaje. *Gjendet në gjak (në tru, në pake). Gjendet nolle (shpesh). Gjendet në ujë. Gjendet në popull. Gjendet me shumicë në treg.*
9. GJËTA (u), GJETUR. *Pës. e* GJEJ. *U gjet libri. V gjet rruga (mënyra, mjeti, zgjidhja). U gjet shkaku (arsyeja). Iu gjet ilaçi.*
• S'i giendet ana *diçkajeshih tek* ANË,~A i. S'iu gjend (s'iu duk) binaja *shih te* BINA,~JA. Sa për t'u gjendur në f jatë (në muhabet) sa për të thënë diçka, duke folur për gjëra të parëndësishme ose që nuk kanë të bëjnë me çështjen. Nuk i gjendet nlli është shumë e ngatërruar, është lëmsh. Iu gjend gjak *dikujt shih te* GJAK,~KUi. M'u gjend havale *shih te* HAVALE,~JA. S'i gjendet karari *dikujt a diçkaje shih te* KARAR,~I. S'u gjendet (u humbi) nishani *shih te* NISHAN,~I. Sa për t'u gjendur (Kola) në punë sa për t'u dukuf që merret me diçka, sa për të thënë se punon. S'i gjendet shoku (shoqja, çifti) për *dike a diçka* nuk ka ndonjë tjetër të ngjashëm a të afërt më të për nga vetitë, cilësitë etj., është shumë i mirë, shumë i zoti, shumë trim etj. Nuk i gjendet as naml as nishani është zhdukur krejt, nuk i ka mbetur asnjë gjurmë. U gjend qiri ne këmbë *shih te* QIRI,~U.
GJENDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ndërthurja e kushteve dhe e rrethanave për një njeri; rrethana, zakonisht të vështira e me pasoja. *Gjendje e keqe (kritike). Është në gjendje të vështirë. Doli nga kjo gjendje. E shpëtoi nga ajo gjendje.*
*1.* Tërësia e kushteve dhe e rrethanave shoqërore, politike, ekonomike e ushtarake, në të cilat ndodhet një vend, një popull, një klasë, një grup shoqëror etj.; situate. *Gjendja ekonomike. Gjendja politike. Gjendja shoqërore. Gjendja ushtarake. Gjendja e brend-shme (e jashtme). Gjendja kombëtare (ndër kombëtare). Gjendje e shkëlqyeshme. Gjendje e ndërlikuar (e nderë).*
*Gjendje shtetrrethimi. Gjendje e jashtëzakonshme. Gjendje lufte. E zotëron gjendjen. U përmirësua (u keqësua) gjendja. Ndryshoi gjendja. I doli gjendjes përpara.*
3. Tërësia e kushteve fizike, mendore ose psikike në të cilat është një njeri në një cast të caktuar; mënyra si është a si e ndien veten dikush nga ana fizike, mendore ose psikike. *Gjendja shëndetësore (fizike, trupore). Gjendja mendore (shpirtërore). Gjendja e përgjithshme. Gjendja e fëmijës (e të sëmurit). Në gjendje të mire (të keqe, të rëndë). Në gjendje të dehur. Iu përmirësua gjendja. Nuk po i ndryshon gjendja. E la (e gjeti) në gjendje të mirë.*
4. Tërësia e kushteve fizike ose psikike, në të cilat është një kafshë në një cast të caktuar, tërësia e kushteve të rritjes e të zhvillimit të një bime në një cast të caktuar. *Gjendja e kafshëi (e kalit, e lopës). Gjendja e bimës. Gjendja e grurit. Në gjendje tërbimi.*
5. Tërësia e kushteve dhe e vetive, që tregojnë si është një send, një vend a një dukuri në një cast të caktuar. *Gjendja e mallit. Gjendja e shtëpisë. Gjendja e kohës. Gjendja e gjuhës. Gjendja e financave. Makinë në gjendje të keqe. Në gjendje të papërpunuar (të pa-përfunduar). Është në gjendje pane.*
6. Pika ku ka arritur një punë, një çështje a një veprimtari. *Gjendja e punimeve. Gjendja e luftës. Cila është gjendja e lojës ?*
7. *fiz.* Mënyrë të qeni e një lënde ose e një trupi, që përcaktohet nga shkalla më e madhe ose më e vogël e lidhjes dhe e lëvizjes së molekulave. *Gjendja fizike e materies (e lëndës). Në gjendje të ngurtë (të lëngët, të gaztë). Kalon nga një gjendje në tjetrën. Gjendja kritike e lëndës.*
8. *drejt.* Tërësia e të drejtave dhe e detyrimeve, më të cilat vishet a ngarkohet një njeri nga ligjet. *Gjendja familjare. Gjendja civile.*
*9.* Vendi që zë dikush në një klasë a shtresë shoqërore në një parti politike ose puna që bën nga pikë-pamja e marrëdhënieve shoqërore në prodhim. *Gjendja shoqërore. Gjendja punëtor (fshatar, nëpunës). Gjendja në parti.*
10. Kushtet ekonomike të një njeriu ose të një familjeje; të ardhurat dhe pasuria. *Është në gjendje* ka të ardhura e pasuri. *Ra nga gjendja. Si është nga gjendja? Erdhi përsëri në gjendje. Është ngushtë nga gjendja.*
11. *fin.* Sasia e të hollave që janë në një arkë; sasia e mallrave, e prodhimeve ose e lëndëve të para që janë në një ndërmarrje a në një vend në një kohë të caktuar. *Gjendja e arkës. Gjendje fizike. Ka gjendje. Mban gjendje.*
1Z. *libr.* Qenia diku, prani, ndodhje. *Gjendja e tij atje.*
+ Jam në gjendje a) kam mundësi, mundem; b) jam i aftë, jam i zoti. Shpetoj gjendjen *shih te* SHPË-TOJ.
GJENDUR (i,e) *mb. bised.* Që e ndihmon tjetrin kur ka nevojë, që është i gatshëm për të ndihmuar të tjerët, që i gjendet pranë një tjetri në rast nevoje. *Njeri i gjendur.*
GJENEALOGJI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Historia e prejardhjes së brezave të një fisi a të një familjeje njëri pas tjetrit, radha e brezave që e kanë prejardhjen nga një paraardhës i përbashkët; degë ndihmëse e historisë, që studion vazhdimësinë e brezave të njëfisi. *Gjenealogjia e familjes. Gjenealogjia e fisit. Për-caktimi i gjenealogjisë.*
2. *biol.* Prejardhja e njeriut, e llojeve të kafshëve dhe të bimëve nga format e tyre më të hershme dhe studimi i saj. *Gjenealogjia e njeriut. Gjenealogjia e organizmave. Gjenealogjia e qenit.*
GJENEALOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me gje-nealogjinë, i gjenealogjisë; qç paraqet gjenealogjinë. *Druri gjenealogjik* figure që ka pamjen e një druri, trungu dhe degët e të cilit tregojnë lidhjet e birërisë së një familjeje ose lidhjet e pjesëve të diçkaje me burimin e tyre gjatë zhvillimit. *Klasifikimi gjenealogjik i gjuhëve. Libri gjenealogjik.*
GJENERAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *Usht.* Grade e lartë oficeri në forcat e armatosura tokësore e ajrore, që është më e ulët se e mareshalit dhe që përfshin disa shkallë;

ushtaraku që mban këtë grade (në ush-tritë që kanë grada). *Gjeneral brigade (divizioni, trup-armate, armate). Grada e gjeneralit.*
GJENERALISIM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Ti-tulli me i lartë ushtarak, që i jepet kryekomandantit të ushtrisë së një shteti; ai që mban këtë titull (në ushtritë që kanë grada); kryekomandant i ushtrive të bashkuara (në disa vende).
GJENERALKOLONEL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Shkalla e tretë e grades së gjeneralit, që i përgjigjet asaj të gjeneralit të truparmatës; ushtaraku që mban këtë grade (në ushtritë që kanë grada).
GJENERALLEJTËNANT,~I [lexo: gjeneral-lejtë-nant] *m. sh. ~Ë.,* ~ËT *usht.* Shkalla e dytë e grades së gjeneralit, që i përgjigjet asaj të gjeneralit të di-vizionit; ushtaraku që mban këtë grade (në ushtritë që kanë grada).
GJENERALMAJOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Shkalla e parë e grades së gjeneralit, që i përgjigjet asaj të gjeneralit të brigades; ushtaraku që mban këtë grade (në ushtritë që kanë grada).
GJENERATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *tek.* 1. Ma-kinë që shërben për të prodhuar rrymë elektrike, duke shndërruar në energji elektrike një energji tje-tër. *Gjenerator elektrik. Gjenerator i rrymës së vazh-dueshme. Vendos një gjenerator.*
2.1 *elektr.* Pajisje e posaçme që shërben për pro-dhimin e valëve ose të lëkundjeVe me qëllime të ndrysh-me. *Gjenerator sinjalesh. Gjenerator i zërit. Gjenerator me frekuencë të lartë.*
3. Aparat që shërben për të shndërruar lëndën djegëse në gaz të djegshëm, gazogjen.
GJENETIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me prejar-dhjen e diçkaje, i gjenezës; që studion diçka nga pi-këpamja e prejardhjes dhe e zhvillimit. *Lidhje (marrë-dhënie) gjenetike. Mineralogji gjenetike.*
2. Që ka të bëjë me gjenetikën, që i përket gjene-tikës| i gjenetikës. *Njohuri gjenetike.*
GJENETIKË,~A . 1. Degë e biologjisë, që studion zhvillimin e organizmave nga pikëpamja e tra-shëgimisë së tipareve dhe e ndryshimit të tyre. *Gjene-tika ë përgjithshme. Gjenetika e bimëve (e kafshëve). Studime nëfushën e gjenetikës.*
2. Lëndë mësimore, që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto;njohuri.
GJENEZË,~A . *libr.* Prejardhja ose ngjizja
fillestare e diçkaje, krijimi fillestar i diçkaje; zana-filla. *Gjeneza e tokës. Gjeneza e popullit shqiptar (e gjuhës shqipe). Gjeneza e mineralit. Çështja e gjenezës.*
GJENI,~A . Shkalla më e lartë e fuqisë dhe e mprehtësisë mendore, e aftësisë dhe e talentit të njeriut në një fushë të veprimtarisë krijuese. *Gjenia kri-juese. Gjenia njerëzore. Gjenia e popullit. Gjenia e ma-save. Gjenia e Marksit (e Leninit).*
GJENl,~U *m. sh.* ~, ~TË. Njeri që ka fuqi dhe mprehtësi të jashtëzakonshme mendore, që ka aftësi krijuese të jashtëzakonshme dhe talent shumë të madh. *Gjeni i dale nga gjiri i popullit.*
GJENIAL,~E *mb. I.* Që ka fuqi dhe mprehtësi të jashtëzakonshme mendore, që ka aftësi krijuese të jashtëzakonshme dhe talent shumë të madh. *Njeri gjenial. Shkrimtar (kompozitor) gjenial. Mendimtar (shkencëtar) gjenial. Vdhëheqës gjenial.*
*2.* Që ka cilësi shumë të shquara e të jashtëzakonshme, që është bërë me talent të veçantë, i përsosur në shkallën më të lartë. *Vepër gjeniale. Krijim gjenial.*
GJENOClD,~I *m. libr.* Shfarosja e plotë a e pjes-shme e një popullsie ose e grupeve të Veçanta kombë-tare, që bëhet nga imperialistët për qëllime kriminale. *Politika e gjenocidit.*
GJEO' *fjalëform.* Pjesa e parë e fjalëve të për-bëra me kuptimin “i tokës, i rruzullit ose i kores së Tokës”; p.sh. gjeobotanikë, gjeoelektrik, gjeokimi, gjeomagnetik; gjeoteknik, gjeotektonik etj.
GJEODEZl,~A 1. Shkenca që studion trajtën e Tokës, që përcakton përmasat e saj dhe që merret me matje të ndryshme të sipërfaqes për ta pasqyruar në plane dhe në harta. *Sektori i gjeodezisë.*
*2.* Lëndë mësimore, që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Libri i gjeodezisë. Mësuesi i gjeodezisë.*
GJEODEZIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me gjeode-zine; që merret me gjeodezi.
GJEODEZlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e gjeodezisë.
GJEOFIZIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me gjeofizikën, i gjeofizikës; që merret me gjeofizikë. *Ndërmarrje gjeofizike. Kërkime (studime, punime) gjeofizikë. Viti gjeofizik. Kushtet gjeofizike.*
GJEOFIZlKË,~A . 1. Studimi i vetive fizike të Tokës, i magnetizmit dhe i elektricitetit të saj, i lë-vizjeve të kores, i meteorologjisë dhe i proceseve fizike në Tokë, që bëhet nga një varg shkencash. *In-stituti i Gjeofizikës. Të dhënat e gjeofizikës.*
2. Lëndë mësimore, që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri.
GJEOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e gjeografisë, ai që merret me gjeografi. *Rrethi i gjeografëve të rinj.*
GJEOGRAFI,~A 1. Shkenca që studion kushtet natyrore, në të cilat jetojnë njerëzit, shpërndarjen e popullsisë e të burimeve natyrore, vendosjen e zhvillimin e prodhimit, si edhe ndarjet e veçoritë shtetë-rore në vendet e ndryshme të botës a në krahinat e një vendi. *Gjeografia fizike. Gjeografia ekonomike. Gjeografia politike. Gjeografia historike.*2. Lëndë mësimore, që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Gjeografia e Shqipërisë. Gjeografia e klasës së gjashtë. Mësuesi i gjeografisë.*
3. Përhapja e një sendi a e një dukurie në sipër-faqen e Tokës, në pjesët e ndryshme të saj, në një vend a krahinë dhe studimi i kësaj përhapjeje. *Gjeografia gjuhësore. Gjeografia e vendburimeve. Gjeografia e kafshëve (e bimëve). Gjeografia e naftës (e qytnyr-gurit). Gjeografia e tokave.*
GJEOGRAFlK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me gjeo-grafinë, i gjeografisë; që lidhet me kushtet natyrore të Tokës a të një vendi ose me paraqitjen e tyre. *Hartë gjeografike. Atlas (album) gjeografik. Kushtet gjeo-grafike. Mjedisi (ambienti) gjeografik* tërësia e kushteve natyrore, në të cilat jetojnë njerëzit. *Zbulimet gjeografike.*
2. Që vështrohet e vlerësohet nga ana e gjeografisë, që shihet nga pikëpamja e Vendosjes ose e për-hapjes në sipërfaqen e Tokës, në pjesët e ndryshme të saj ose në një vend a krahinë. *Shtrirja (pozita) gjeografike. Largësia*

*gjeografike. Poli gjeografik. Rrethimi gjeografik. Gjatësia gjeografike. Gjerësia gjeografike.*
GJEOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e gjeologjisë; punonjës i kualifikuar, që me-rret me kërkime dhe punime gjeologjike. *Gjeologët shqiptarë. Gjeologët e rinj. Gjeologët popullorë. Gjeologët e puseve të naftës. Çekani i gjeologut. Çadrat e gjeologëve.*
GJEOLOGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GJEOLOG,~U.
GJEOLOGJI,~A . 1. Shkenca që merret me stu-dimin e ndërtimit, të përbërjes, të formimit e të zhvi-llimit të kores së Tokës, me historinë e trajtave të ngurosura të jetës organike në Tokë dhe me kërkimin e vendburimeve të mineraleve të dobishme. *Gjeologjia e përgjithshme. Gjeologjia historike. Instituti i Gjeoh-gjisë.*
2. Lëndë mësimore, që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri.
3. Veçoritë e ndërtimit të shtresave të Tokës, të shkëmbinjve ose të një vendi. *Gjeologjia e Shqipërisë. Gjeologjia e shtresave.*
4. *bised.* Kërkimi e përcaktimi i vendburimeve të mineraleve të dobishme në shtresat e tokës. *Kantieri i gjeologjisë. Punonjësit e gjeologjisë. Punon në gjeologji.*
GJEOLOGJIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me gjeo-logjinë, i gjeologjisë; që lidhet me historinë e formimit e të zhvillimit të Tokës. *Hartë gjeologjike. Vrojtime gjeologjike. Studime gjeologjike. Kohë (epokë, periudhë) gjeologjike. Shtresë gjeologjike.*
2. Që merret me kërkimin e me përcaktimin e vendburimeve të mineraleve të dobishme. *Ndërmarrja gjeologjike. Kërkime (punime) gjeologjike.*
-Prerje gjeologjike *gjeol. shih te* PREflJE,~A.
GJEOMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Tekniku që merret me matjen e sipërfaqeve të tokës dhe me mat jet e nevojshme për ndërtimet. *Punon si gjeometër.*
GJEOMETRI,~A . 1. Degë e matematikës që studion format e marrëdhëniet e trupave në hapësirë (vijat, sipërfaqet, vëllimin), vetitë e tyre dhe mënyrat
e matjes së tyre. *Gjeometri analitike* degë e gjeometrisë që studion shndërrimet gjeometrike të figurave me anë të algjebrës dhe të analizës. *Gjeometri përshkruese. Gjeometri plane (rrafshore)* planimetri. *Gjeometri në hapësirë* stereometri. *Gjeometri e thjeshtë (elemen-tare). Figurat e gjeometrisë.*
2. Lëndë mësimore, që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Mësuesi i gjeometrisë.*
3. Trajta e ndërtimit të diçkaje si sipërfaqe ose si vëllim në hapësirë. *Gjeometria e qytetit (e rrugëve).*
GJEOMETRIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me gjeo-metrinë, që i përket gjeometrisë, i gjeometrisë. *Fi-gura gjeometrike. Trup gjeometrik. Vegla gjeometrike. Shuma gjeometrike. Progresion gjeometrik* varg num-rash, që rriten duke e shumëzuar prodhimin më të njëjtën shifër ose zvogëlohen duke u pjesëtuar më të njëjtën shifër. *Shndërrim gjeometrik. Vendi gjeometrik i pikave.*
*2.* Që është bërë me pika, me vija e figura si të gjeometrisë; që është i rregullt e i thjeshtë si figurat e gjeometrisë, pa ndërlikime. *Zbukurime gjeometrike. Ndërtesë me trajta gjeometrike.*
GJEOPOLITIKË,~A . *libr.* Doktrinë reaksionare imperialiste, e cila përpiqet të shpjegojë zhvillimin politik e shoqëror të një vendi me kushtet gjeografike dhe të përligjë politikën agresive e pushtuese të bor-gjezisë në fuqi me gjoja mospërputhjen e popullsisë me hapësirën gjeografike.
GJEORGJIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Gjeorgjisë ose ai që e ka prejardhjen nga Gjeorgjia.
GJEORGJIAN,~E *mb.* Që lidhet me Gjeorgjinë ose me gjeorgjianët, që është karakteristik për Gjeorgjinë ose për gjeorgjianët, i Gjeorgjisë ose i gjeorgjia-nëve; që është krijuar nga gjeorgjianët. *Populli gjeor-gjian. Gjuha gjeorgjiane. Kullura gjeorgjiane. Këngë (valle) gjeorgjiane.*
GJEP,~I i *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Shkop a ka-11am i hollë e i shkurtër për të mbështjellë perin që v'endoset në sovajkë; masur. *Mbush gjepat. Vë (heq, ndërroj) gjepin. U mbarua gjepi.*
2. Gyp i hollë dhe i shkurtër; lëfyt, çep. *Gjepi i kades. Gjepi i kroit.*
3. Gypi i ngushtë në fund të lugut të mullirit.
GJEP,~I ii *m. sh.* ~A, ~AT. Enë me grykë të ngushtë e me lëfyt të hollë; ibrik.
GJEPUR,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT *bised.* Fjalë boshe, pa kuptim; diçka që thuhet në kundërshtim të hapët më të vërtetën, diçka fare pa vlerë e pa dobi; dokrra, pallavra. *Flet (thotë, përhap) gjepura. Jane gjepura. Merret (shkon kohën) me gjepura.*
GJEQ,~I *m.* Mjegull e hollë. *Ka rënë gjeq.*
GJER,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Brejtës i vogël pylli, me qime të dendura e të buta në ngjyrë të për-hime, me bisht të gjatë e si furçë. që e kalon dimrin në gjumë. *Strofka e gjerit. Lëkura e gjerit.*
GJER *parafj.; pj.* Deri. *Gjer aty (atje, këlu). Gjer kit? Gjer kur? Gjer në fund (në mes). Gjer në shtëpi. Gjer nesër. Gjer në mbrëmje (në mëngjes). Gjer në grykë (në fyt, në palcë, në dhëmbë). Gjer në dhjetë vjeç. Gjer në njëzet veta. Gjer edhe fëmijët e kuptojnë.*GJERAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Mashkulli i gjeraqinës, petrit.
GJERAQINË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Shpend i madh grabitqar, me pendë të larme, me krahë të gjatë dhe me kthetra; petrit.
2. *fig.* Grua e shpejtë dhe e shkathët.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *E ka rtusen gjeraqinë.*
GJERAS *ndajf. për* së gjeri, së gjeri. *Vendos gjeras. Shtrihet gjeras. Mat (pres) gjeras.*
GJERATËHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I deri-atëhershëm.
GJERATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Qerthull. 2. Vorbull, shtjellë.
GJERAZI *ndajf. I.* Gjeras. *Vë gjerazi. Shtrihet gjerazi. Mat (pres) gjerazi.*
2. Në mënyrë të shtjelluar, jo të ngjeshur. *E trajtol gjerazi. Foli gjerazi.*
GJERB *kal.,* —A, ~UR. Pi duke thithur nga pak, surb; ha nga pak një ushqim të lëngshëm. *Gjerb çaj. Gjerb qumësht (dhallë). Gjerb kafen.*
GJERBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Aq sa merr njeriu në gojë kur thith një here një lëng; hurbë, surbë. *Piu një gjerbë.*
*2.* Pike uji që bie nga çatia; vendi në çati ku pikon; çik'ë. *Gjerbat e shiut. Gjerbat e shtëpisë. Pikojnë gjerbat. Bie gjerbë. Zë gjerbat. Gjerba shport gurin. fj. u.*
3. Pjesa e çatisë që del jashtë murit, strehë, çikë. *V' futën nën gjerbë.*
GJERBOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Gjerb. *Gjer-boj, qumështin* i marr ajkën qumështit.

2. *jokal. vet. veta III.* Pikon. *Gjerbon shtëpia (çatia).*
GJERDAN,~I *nt. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Varg me gurë të i;muar, me florinj a me rruaza, që e varin grate në qafë si stoli; gushore. *Gjerdan i florinjtë. Gjerdan gu-she. Gjerdan me margaritarë (me xhevahirë). Mban gjerdan.*
*2.* Rrip për të mbajtur fishekët, që shtrëngohet pas mesit ose tërthoras pas gjoksit. *Gjerdan fishekësh. Mbush (ngjesh, heq) gjerdartin.*
*I.* Pjesa e një mishi të therur, që kap një këmbë të përparme, gjysmën e kraharorit dhe të qafës për së ëJati.
GJERDANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. Dele a dhi e zezë me një rreth të bardhë në qafë ose e bardhë me irreth të zi në qafë.
GJERDEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Dhomë e stjtruar për dhëndrin e nusen në natën e parë të mar-tesës. *Nata e gjerdekut* nata e parë e martesës. *Hyri dhëndri në gjerdek.*
GJERDJESHËM (i), ~ME (e) *mb.* I deridjeshëm.
GJERDHAC,~E *mb. bised.* 1. I zgjuar e dinak (për fëmijët).
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. GJERDHE,~T. *sh. i* GARDH,~I.
GJERDHISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. t. *bot.* Shkurre e lartë, me degë pushatake në ngjyrë argjendi.
që bën lule të kuqe dhe kokrra *i&* vogla të zeza me erë të këndshme.
2. Gardh me hunj e me ferra.
GJERË (i,e) *mb.* 1. Që ka shtrirje të madhe në ha-pësirë në njërën nga përmasat (në gjerësi), që ka mjaft hapësirë nga njëra buzë anësore tek tjetra; që ka gjerësi më të madhe nga sa duhet, nga sa është e zakonshme ose në krahasim me një tjetër; *kund. i* ngushtë. *Rrugë e gjerë. Dritare e gjerë. Kanal i gjerë. Shtrat i gjerë. Brez i gjerë take. Shpatulla të gjera. Ballë i gjerë. Daltë e gjerë. Me ekran të gjerë. Bëhet me i gjerë* zgje-rohet.
2. Që shtrihet në një madhësi të caktuar në njërën nga përmasat (në gjerësi), që ka gjerësinë e matur. *Dy tnetra i gjerë. Dhjetë centimetra i gjerë.*
3. Që zë një hapësirë të madhe, që shtrihet nga të gjitha anët; i hapët. *Fushë (luginë) e gjerë. Vend i gjerë.*
*4.* Që rri i lire në trup, që është me i bollshëm nga sa duhet, që nuk rri i puthitur e nuk të shtrëngon; i lirshëm; *kund. i* ngushtë. *Pantallona të gjera. Mëngë të gjera. Këpucë (çizme) të gjera. Me rrinë të gjera.*
5. Që ka mjaft hapësirë, që nxë shumë; *kund.* i ngushtë. *Dhomë e gjerë.*
6. Që është larg nga një tjetër, që ka largësi të mjaftë a të madhe. *Rreshta të gjerë.*
7. Që përfshin një numër të madh njerëzish, pjesë-marrësish ose anëtarësh; që përhapet në shumë nje-rëz a që përfaqëson shumë njerëz; masiv; *kund.* i ngushtë. *Mbledhje e gjerë. Kuvend i gjerë. Mi ting i gjerë. Diskutim i gjerë. Pjesëmarrje e gjerë. Masat (shtresat) e gjera të popullit. Forcat e gjera letrare. Këshill i gjerë. Demokraci e gjerë.*
8. *fig.* Që ka përhapje a shtrirje të madhe; që përfshin shumë gjera, që rrok shumë anë; që ka përma-sa të mëdha. *Revolution i gjerë. Veprimtari e gjerë. Shtrirje e gjerë. Lëvizje e gjerë. Lidhje të gjera. Punë e gjerë politike. Pasqyrim i gjerë. Në përpjesëtime të gjera. Në shkallë të gjerë. Në mënyrë të gjerë* gje-rësisht. *Në kuptimin e gjerë të fjalës* në kuptimin më të përgjithshëm të fjalës.
9. Që plotëson nevojat e një shumice të madhe njerëzish, që përdoret vazhdimisht nga një masë e madhe njerëzish. *Mallra (artikuj) të përdorimit të gjerë. për nevojat e gjera.*
10. Që shquhet a dallohet për vëllim të madh dijesh e njohurish në shumë fusha të jetës, i gjithanshëm; që lidhet me një fushë të madhe dijesh, njohurish a veprimtarie; *kund. i* ngushtë, i kufizuar. *Horizont i gjerë. Njohuri (dije) të gjera. Arsim i gjerë. Profil i gjerë.*
11. *fig.* Që është i durueshëm e me shpirt të madh; që nuk kapet pas çikëriimave e të metave të vogla; zemërgjerë; *kund.* i ngushtë. *Njeri i gjerë. Me shpirt (nie zemër) të gjerë.*
12. *mat.* Që është me i madh se këndi i drejtë, por me i vogël se këndi i shtrirë, që është me i madh se nëntëdhjetë grade, por me i vogël se njëqind e tetëdhjetë grade. *Kënd. i gjerë.*
13. *gjuh.* Që shqiptohet duke hapur gojën sa me shumë që të jetë e mundshme dhe që është e zëshme në shkallën më të lartë (për një zanore). *Zanore e gjerë.•* Me zemër (me bark) të gjerë i durueshëm, ze-mërgjerë. E ka gjoksin të gjerë *shih te* GJOKS,~I.
GJERË *ndajf.* 1. Me gjerësi të madhe, shumë lir-shëm në trup ose në një pjesë të trupit; *kund.* ngushtë. *nine gjerë rrobat (pantallonat, këpucët).*
2. Me hapesirë të mjaftueshme për të banuar, për të punuar etj.; jo ngjeshur njëri pranë tjetrit, lire, lirshëm; *kund.* ngushtë. *Është gjerë me shtëpi.*
3. *fig.* Në mënyrë të shtjelluar, duke e trajtuar nga të gjitha anët a drejtimet, pa u kufizuar, hollësisht. *Foli gjerë. Ka shkruar gjerë. U ndal (e trajtoi) gjerë.*
*A. fig.* Në mënyrë të gjerë, pa u kapur pas çikërri-mave e të metave të vogla, duke i peshuar të gjitha anët e rrethanat; *kund.* ngushtë. *E gjykoi (e shikoi) gjerë.*
5. *fig.* Në një masë të madhe njerëzish, në mënyrë të gjerë; kudo, gjerësisht. *Përdoret gjerë. Ka hyrë gjerë.*
*k* Gjerë e gjatë (gjatë e gjerë) a) në të gjithë gje-rësinë dhe gjatësinë; b) për të gjitha gjërat a më të gjitha hollësitë, fill e për pe, hollësisht; nga të gjitha anët. Sa gjerë gjatë (sa gjatë gjerë) *shih te* GJATË. Trashë e gjerë *shih tek* TRASHË.
GJERËSl,~A. *sh.* ~-, ~TË. 1. Një nga përmasat e trupave e të rrafsheve, që matet në shtrirjen e tyre më të madhe tërthore nga një buzë anësore tek tjetra dhe që zakonisht është më e vogël se gjatësia; madhësia që i përgjigjet kësaj përmase a shtrirjeje. *Gjerësia e dërrasës. Gjerësia e dritares. Gjerësia e rrugës. Gjerësia e lumit. Gjerësia e shpatullave. Me gjerësi ire metra. Mat gjerësinë.*
2. Shtrirja e një tfupi a e një rrafshi në drejtimin tërthor nga një buzë anësore tek tjetra; të qenët i gjerë. *Në gjithë gjerësinë e fushës. I ruaj gjerësinë.*
3. *fig.* Shtrirje e madhe e diçkaje, përfshirja e shumë anëve, dukurive, dijeve etj., vëllimi ose përpjesë-timet e gjera; *kund.* ngushtësi. *Gjerësia e dijeve (e njohurive). Gjerësia e të menduarit. Gjerësia e intere-save. Gjerësia e trajtimit (e rrokjes, e pasqyrimit). Zhvillohet në gjerësi.*
4. *fig.* Të qenët i durueshëm dhe me shpirt të gjerë, zemërgjerësi. *Gjerësia e shpirtit.*
5. *gjeogr.* Largësia e një vendi a e një pike nga ekuatori, e cila matet me grade; *kryes. sh.* vend ose krahinë me veçori të caktuara të klimës e të botës së gjallë sipas largësisë nga ekuatori. *Gjerësia gjeografike. Gjerësi veriore (jugore). Është i përhapur në të gjitha gjerësitë.*

GJERËSISHT *ndajf.* 1. Në një masë të madhe njerëzish, në mënyrë të gjerë, në masë, gjerë. *Për-hapet gjerësisht. Përdoret gjerësisht. V diskutua gjerësisht.*
2. Nga të gjitha anët a drejtimet, gjerë e gjatë; duke përfshirë shumë anë, dukuri, hollësi etj. *Rrah (trajtoj, shqyrtoj) gjerësisht. Pasqyroj gjerësisht.*
GJERGJEF,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Mjet për të qëndisur, në trajtë të një kornize ose të dy rrathëve, që hyjnë të puthitur njëri në tjetrin, ku ndehet e shtrëngohet pëlhura që qëndiset. *Qëndis (punon) me gjergjef. Vë në gjergjef. Heq nga gjergjefi.*
GJERl (së) *ndajf.* 1. Në drejtim të gjerësisë, nga gjerësia; në shtrirje tërthore. *Prerje për së gjeri. Shtri-het për së gjeri. E caj për së gjeri.*
2. Me gjerësi, si gjerësi. *Dy metra për së gjeri.*
GJERKËTUSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* I derikëtushëm.
GJERMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Banor vendës i Gjermanisë ose ai që e ka prejardhjen nga Gjerma-nia.
2. *bised.* Përfaqësues a pjesëtar i forcave naziste gjermane në vendet e ndryshme gjatë Luftës së Dytë Botërore. *Mizoritë e gjermanëve. I dëbuam (i shpar-talluam) gjermanët. U vranë shumë gjermane.*
GJERMAN,~E *mb.* Që lidhet me Gjermaninë ose me gjermanët, që është karakteristik për Gjermaninë ose për gjermanët, i Gjermanisë ose i gjermanëve; që është krijuar nga gjermanët. *Populli gjerman. Gjuha gjermane. Kultura gjermane. Këngë (valle) gjermane. Veshje gjermane. Pushtuesit gjermane.*
GJERMANISHT *ndajf.* Në gjuhën gjermane. *Flet (di) gjermanisht. Fjalor shqip-gjermanisht.*
GJERMANISHTE,~JA . Gjuhë e familjes indo-evropiane, që flitet nga gjermanët. *Gjermanishtja letrare (e epërme). Gramatika e gjermanishtes. Flet (meson) gjermanishten.*
GJEROHEM *vetv. shih* ZGJEROHEM. GJEROJ *kal.,* ~-OVA, ~UAR. *shih* ZGJEROJ.
GJERORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Femra e gjerit.
GJERSA *lidh.* Derisa. *E kërkuam gjersa e gjetëm. Ndenji gjersa u shërua. Luftuan gjersa u çliruan. Gjersa populli e zgjodhi, kishte besim tek ai.*
GJERSOTËM (i), ~ME (e) *mb.* I derisotëm.
GJERSOTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I derisotëm.
GJERTANlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I deritanishëm.
GJERUSH,~E *mb.* Shpatullgjerë. *Djalë gjerush.*
GJEST,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lëvizje e duarve a e kokës për t'i njoftuar dikujt me shenjë diçka ose që shoqëron të folurit e njeriut. *Gjest miratues (për-çmues, fyes, mospërfillës). Gjest pohimi (pranimi, pëlqimi, mohimi). Gjuha e gjesteve. Ben gjeste. Flet me shumë gjeste.*
*1. fig.* Sjellje ose veprim, që bëhet për të shprehur diçka ose që dëshmon për vetitë dhe qëllimet e njeriut; bëmë. *Gjest i lartë (i ulët). Gjest armiqësor. Gjest miqësie (mirëkuptimi). Gjest trimërie.*
GJESHK,~U m. dhe GJESHKË,~A . *përmb.* Gjethe të thata që kanë rënë nga druxët. *Mbledhin gjeshk. Shtrojnë gjeshk. Shkojnë për gjeshk.*
GJESHTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Grua që ndihmonte nënat, kur lindnin fëmijë, mami po-pullore.
GJESHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot. shih* GJINESHTËR,~RA.
GJET E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Fëmijë që e gjen gruaja e dytë te burri, i cili e ka pasur me gruan e më-parshme; thjeshtër.
GJETËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka gjetur diçka të humbur. *Gjetësi i të hollave.*
2. Ai që ka zbuluar diçka pas kërkimesh e stu-dimesh.3. Ai që ngre një dolli në një gosti dhe i drejtohet dikujt në tryezë për të pirë së bashku, duke thënë një urim, të cilin e fillon me shprehjen e zakonshme “të kam gjetur... “. *Gjetësi i bindet kryegjetësit.*
GJETlU *ndajf.* 1. Në një vend tjetër, tjetërkund. *Kërkoj gjetiu. Shkoi gjetiu. Shikon gjetiu.*
2. *fig.* Në diçka tjetër, në tjetër gjë, tjetërkund. *Ë hodhi fjalën gjetiu. E ka hallin gjetiu. E kisha mendjen gjetiu* po mendoja për tjetër gjë, s'e kisha mendjen aty.
GJETJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GJEJ, GJENDEM. *Gjetja e prejardhjes. Gjetja e zgjidhjes. Gjetja e metodave të reja (e rrugëve të reja). Gjetja e nuntrit të panjohur.*
2. *fig.* Zgjidhje e goditur në një vepër ose shkrim; diçka e kapur bukur ose mirë. *Gjetje artistike. Gjetje e goditur.*
3. *kryes. sh. arkeol.* Sendet që zbulohen gjatë gër-niimeve. *Gjetjet arkeologjike. Gjetje të rastit. Per-shkrimi (datimi) i gjetjeve të reja.*
GJETKË *ndajf.* Gjetiu. *Kudo gjetkë. Diku gjetkë. Gjetkë e gjetkë* në vende të tjera të huaja ose në kra-hina të tjera. *E shpuri gjetkë. E kish mendjen gjetkë. Hidhe (zbraze) gjetkë!*
• Vret gjetkë ai (fjala e tij) *shift te* VRAS. Gjetkë daullet, gjetkë dasma *shift te* DAULL E,~JA.
GJETKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i thurur, ku mbahen shpendë ose kafshë shtëpiake për t'i maj-mur. *Gjetkëza e patave. Gjetkëza e derrave.*
• Si pata (si derri) në gjetkëz më të gjitha të mirat, si pula në grurë.
GJETULL,~A *sh.* ~A, ~AT *zool.* Shigjetull.
GJETUR (i,e) *mb.* 1. Që është gjetur a është zbu-luar diku. *Plaçkë e gjetur. Sende të gjetura.*
2. Që ka dale a është përcaktuar pas llogaritjeve. *Shuma e gjetur.*
3. Që është i burrit të mëparshëm a i gruas së më-parshme, që nuk është i veti. *Fëmijë i gjetur. Djalë i gjetur* thjeshtër. *Vajzë e gjetur* thjeshtër.
4. *fig.* Që është zgjedhur a kapur bukur e mirë; i goditur, i qëlluar. *Shprehje e gjetur. Shembull i gjetur. Krahasim i gjetur.*
GJETURA,~T (të) . *vet. sh. euf.* Të përmuajshmet e grave. *erdhën të gjeturat.*
GJETURlNË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Sende të gjetura pa ndonjë vlerë. *E ka mbushur arkën me ca gjeturina.*
GJETH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Gjethe. *Gjethi i plepit. Gjethi i dushkut.*
*2. përmb.* Tërësia e gjetheve të pemëve a të bimëve. *Çeli (doli) gjethi. I ra gjethi. Era e gjethit* erë e lehtë pranverore që fryn në kohën kur çel gjethi.
3. *përmb.* Degët e holla me gjethe të disa drurëve, që përdoren si ushqim për bagëtinë; ushqim prej bi-mësh për bagëtinë. *Gjeth dushku. Bëjnë gjeth. Presin gjeth. Mullar me gjeth.*
4. *vet. nj,* Fletë e drurëve, që përdoret për të nxjerrë tinguj, duke I fryrë me buzë. *Melodi me gjeth. I bie (ifryn) gjethit.*

5- *përd. mb.* Që është fletë e plotë, i papërpunuai ose i pagrirë. *Duhan gjeth.*
• I bëri gjeth i griu, i shoi krejt.
GJETHANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Lakror që bëhet me gjethe preshi, qepësh të njoma etj.
GJETHATAK,~E *mb.* Që ka shume gjethe, gje-theshumë.
GJETHE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesë e rën-dësishme e bimëve si fletë e nolle, zakonisht e gjelbër, me trajta të ndryshme, që del në degë, në kërcell ose drejt riga rrënja dhe që shërben për përftimin e lëndeve ushqyese nën veprimin e dritës, si edhe për shkëmbimin e gazeve; kjo pjesë e bimëve që përdoret për ushqim nga njerëzit ose kafshët. *Gjethe e gjelbër (e zverdhur). Gjethe të njoma (të thata). Gjethe vezake (gjatore, heshtore). Gjethe e madhe (e vogël, e gjerë). Gjethe e përbërë. Gjethe të këmbyera (të përkundërta). Gjethe të dhëmbëzuara (të lëmuara). Gjethet e bimëve (e drurëve, e pemëve). Gjethe molle (fiku, mani, rrushi...). Gjethe lakre (sallate, spi-naqi). Bishti i gjethes. Kurora e gjetheve. Shumëzimi me gjethe. Degë me gjethe. Nxjerr (lëshon) gjethe. Mbushet me gjethe. I mban gjethet. I bien gjethet.*
*2. përmb. shih* GJETH,~I 2,3. *Çeli gjethja.*
3. Thika e zdrukthit me teh të gjerë.
• Me bar e me gjethe *shih te* BAR,~11. Gjethe (fletë) fiku *shih te* FIK,~KU. E ka gjethe *dike* e mund a e mposht lehtë dike, s'e ka për gjë, as që matet dot më të ai. U be gjethe plepi u dobësua shumë, u tret; u zverdh. Dridhej si gjethe lofate (plepi) kishte shumë frikë, ishte trembur shumë, i kishin hyrë drith-niat nga frika. Është gjethe plepi a) është shumë i lehtë në peshë; b) e ndien veten shumë mirë, është i lehtë si gjethja (pas një sëmundjeje); c) *iron,* është pa asnjë lek në xhep. Luari si gjethja e plepit nuk e mban fjalën apremtimin. Si gjethja në verë *shih te* VERË,~Ai. Kur (sa) të bëhet gjethja sa këmba e patës *shih te* PATË,~A. ":
*GJETHE DELLI bot.* Bimë barishtore e egër me gjethe të trasha, me shumë deje e të shtrira përtokë, që rritet anës vijave të ujit e pranë moçaleve dhe përdoret në mjekësinë popullore; dejëz.
GJETHEBARDHË *mb.* Fletëbardhë.
GJETHEDENDUR *mb.* Që i ka gjethet të dendura, fletëdendur. *Dru gjethedendur.*
GJETHEGJATË *mb.* Që i ka gjethet të gjata, me gjethe të gjata.
GJETHEGJELBËR *mb.* Që i ka gjethet të gjelbra, me gjethe të gjelbra.
GJETHEGJERË *mb.* Që i ka gjethet të gjera, me gjethe të gjera,, fletëgjerë; *kund.* gjethengushtë. *Bimë gjethegjerë. Panja gjethegjerë. Krifsha gjethegjerë.*
GJETHEHAPËT *mb.* Fletëhapët.
GJETHEHOLLË *mb.* Që i ka gjethet të holla, me gjethe të holla.
GJETHElMËT *mb.* Që i ka gjethet të imëta, me gjethe të imëta.
GJETHEMADH,~E *mb.* Që i ka gjethet të më-dha, me gjethe të mëdha, ftetëmadh; *kund.* gjethevo-gël. *Shelg gjethemadh. Duhan gjethemadh.*
GJETHEMBAJTËS,~E *mb.* 1. Që i mban gjethet gjatë gjithë vitit, që është gjithnjë i gjelbër; *kund.* gjetberënës. *Drurë gjethembajtës.*2. *bot.* Që mban gjethen; që ka a nxjerr gjethen. *Bishli gjethembajtës. Syth gjethembajtës.*
GJETHENGRËNËS,~E *mb. zool.* 1. Që ha gje-thet, që ushqehet me gjethet e bimëve. *Krimb (brunt-bull) gjethengrënës. Vemje gjethengrënëse.*
2. *Përd. em-* sipas loiptimit të mbiemrit. *Gjethe-ngrënësi i qepës.*
GJETHENGUSHTË *mb.* Që i lea gjethet të gjata e të ngushta, me gjethe të ngushta, fietëngushtë; *kund.* gjethegjerë. *Krifsha gjethengushtë. Frashër gje-thengushtë.*
GJETHEPËRDREDHËSE,~JA . Fletëpërdredhë-se.
GJETHERËNËS,~E *mb.* Që i bien gjethet, që nuk i mban gjethet gjatë gjithë vitit; *kund.* g)ethe-mbajtës. *Dru gjetherënës. Shkurre gjetherënëse.*
GJETHESHUMË *mb.* Që ka shumë gjethe, me shumë gjethe.
GJETHET *vetv.,* ~(u), ~UR. Gjethohet. *Gjethen drurët.*
GJETHETRASHË *mb.* Fletëtrashë.
GJETHEVOGËL *mb.* Që i ka gjethet të vogla, me gjethe të Vogla, fletëvogël; *kund.* gjedjemadh. *Duhan gjethevogël. Krekëza gjethevogël. Bli gjethe-vogël.*
GJETHËRON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Gjethon. *Gjethëruan pemël.*
GJETHËSIM,~I m. Gjethim. *Gjelhësim i dendur.*
GJETHËSOHET *vetv.* Gjethohet.
GJETHËSON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Gjethon. *Gjethësojnë drurët.*
GJETHËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Gjethe e vogël, që del në fillim në sythin e bimës; gjethe e vogël, që është pjesë e një gjetheje të madhe të përbërë.
GJETHIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve GJETHON, GJETHOHET. *Gje-thitni i bimëve (i drurëve). Gjatë gjethimit.*
GJETHlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Krifshë, mret.
GJETHtNË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* GJETHISH-TË,~A 213.
GJETHlS *jokal,* ~I, ~UR. Ha gjethe (zakonisht për dhitë).
GJETHISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vet. nj. përmb.* Gjethe të rëna e të shtruara për tokë. *Gjethishtë e butë. Kaluan mbi gjethishtë.*
2. Vend me drurë e me shkurre plot me gjethe.
3. *kryes. sh.* Degë të holla me gjethe, që priten për të mbuluar diçka ose për një punë tjetër.
GJETHNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kurora e gjetheve të një peme; *përmb.* gjethet e një druri. *Gjethnaja e pemëve. Gjethnajë e dendur.*
2. *shih* GJETHISHTË,~A i. *Gjethnajë e kalbur. Era e gjethnajës.*
GJETHOHET *vetv.* Mbulohet me gjethe të reja, lëshon gjethe të reja. *U gjethuan drurët.*
GJETHON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. Lëshon, nxjerr gjethe të reja, fillon të mbushet me gjethe të reja. *Gjethojnë bimët (drurët). Gjethojnë pyjet.*
2. *kal.* Mbulon me gjethet e gjelbra që lëshon. *Fieri gjethon kodrën.*
GJETHOR,~E *mb. bot. 1.* Që ka gjethe, që nuk ka hala në vend të gjetheve (për drurët e shkurret); që përbëhet prej drurësh me gjethe e jo me hala. *Drurët gjethorë. Pyll gjethor.*
2. Që ka të bëjë me gjethen, që i përket gjethes, i gjethes; që ka të bëjë me tërësinë e gjetheve të një bime a të një druri. *Indet gjethorë. Mbështjellje gje-thore. Në trajtë gjethorë.*

për I me gjethorë perime, të cilave u përdoren vetëm gjethet si ushqim (spinaqi, sallata etj.).

GJETHORË,~T *m. vet. sh.* Drurët gjethorë. *Gje-thorët dhe halorët.*

GJETHURlNA,~T . *vet. sh.* Gjethe që kanë rënë nga drurët. *Pleh gjethurinash. Mbledh gjethurina.*

GJEVREK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lloj kulaçi, që gatuhet me miell të bardhë e pa sheqer, mbruhet si shkop e mblidhet si unazë dhe piqet fort sa thyhet e shkërmoqet lehtë. *Gjevrek me vezë. Varg me gjevrekë.*

2. *përd. mb. bised.* Që thyhet lehtë, që shkërmoqet; i brishtë (edhe *fig.) Dru gjevrek. Fiku është gjevrek.*

GJEZAP,~I *m. bised.* 1. Acid nitrile ose një për-zierje me acid klorhidrik, që përdoret nga Zanatçinjtë për pastrimin e metaleve para se të ngjiten me kallaj. *Gjezap i forte. Shishe me gjezap. Pastroj me gjezap. Lyej me gjezap.*

2. *përd. mb.* Që të djeg shumë. *Qepët ishin gjezap.*

GJEZDlS *jokal.* dhe *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Shëtit. *Gjezdis rrugëve. Gjezdis kot. Gjezdis botën. E gjezdisi nëpër qytet.*

GJEZDISUR (i,e) *mb. bised.* I shëtitur, i bredhur. *Njeri i gjezdisur.*

GJË,~JA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Diçka lëndore e konkrete e botës jo të gjallë, që rroket nga shqisat si trup i veçantë; diçka e nevojshme për jetesë a që përdoret në jetën e në punën e përditshme; send. *Gjërat rreth nesh. Gjë e shtrenjtë (e çmuar). Gjëra të nevojshme. Gjërat ushqimore. Gjëra të thata* ushqime të thata. *Gjë me vlerë. Prodhon gjëra të mira. I mori të gjitha gjërat me vete. Vë gjërat nëpër vendet e tyre. Çdo gjë që ndrit nuk është or (flori). fj.u.*

2. *filoz.* Send. *Nuk ka gjëra në vetvete.*

3. Dukuri e jetës sonë, fakt i realitetit; çështje ose punë që bëhet, që zhvillohet a që pret zgjidhje; ve-prim, vepër, punë. *Gjë e vështirë (e lehtë). Gjëja krye-sore (me e rëndësishme). Gjëra të ndryshme. Gjëra të dorës së parë (të dytë). Gjë e vogël (pa rëndësi). Gjë e zakonshme (e thjeshtë). Gjëja më e mirë për ju. Po për të njëjtën gjë. — Si shkojnë gjërat? Këto janë gjëra të pahijshme (të turpshme). Ka disa gjëra të reja. I zgjidh gjërat në vend. I lë gjërat zvarrë. Këtë gjë e bëri ai. U futet mirë (u hyn në thelb) gjërave. Nuk e ka. të qartë këtë gjë. Një gjë është e qartë. Kije parasysh këtë gjë! Nuk e kam menduar këtë gjë. Ta lë ty këtë gjë.*

4. Ndodhi, ngjarje. *Gjë e çuditshme (e padëgjuar). Gjë e rëndë. Kjo gjë me preku në zemër. Gjëra që ngja-sin. Pse ndodhin këto gjëra?*5. Diçka që na mundon, që na shqetëson a që e mbajmë të fshehur përbrenda; shqetësim, kokëçarje; hall. *Ka një gjë ai. I ka ndodhur (e ka gjetur) një gjë. E mundon një gjë.*

*6. vet. sh.* Gjendja a ecuria e punëve ose zhvillimi i diçkaje; rrethana. *Gjendja e gjërave. Nuk i ndryshon gjërat. Gjërat nuk ecën siç kishin menduar.*

7. *bised.* Diçka e thënë a e shkruar; vepër e krijuar nga dikush. *Thoië gjëra të bukura (interesante). Flet shumë gjëra. Përsërit po ato gjëra. Ka shkruar (ka bërë, ka kompozuar, ka pikturuar) gjëra të mira. Thuaja këtë gjë nga ana ime !*

8. *sh.* ~, ~TË. Bagëti, kafshë ose kandërr. *Gjëja e gjallë. Pazar gjësh. Data e gjësë. veter. Lëshoj (kullot) gjënë. Shkon me gjë. E ka ngrënë (kafskuar, pickuar) ndonjë gjë.*

9. *vet. nj. bised.* Pasuri, mall, prone. *Gjë e tundshme (ë patundshme). Gjë e botës (e huaj). Gjë pa zot. Vuri mall e g'ë.*

10. *zakon. nj. bised.* Njeri ose qenie me veti të cak-tuara. *Gjë e egër. Gjë e bukur. Gjë e keqe. shar. Gjë e rr(tllë. Gjë e ndyrë. shar. Është gjë e ngathët.*

11. Sëmundje ose çrregullim i organizmit. *ra një gjë. Nuk ka gjë të rëndë. Të rente ndonjë gjë! mallk.*

12. *bised.* Fis, gjak. *A je gjë me të? Ne jemi edhe gjë bashkë.*

I. Çdo gjë gjithçka. Në çdo gjë nga të gjitha anët, në çdo drejtim. Pa gjë të keqe *shih te* KEQ (i), ~E (e). SI pa gjë të keq *shih te* KEQ (0, ~E (e). Nuk e ka për gjë *shih te* KAM. Ndonjë gjë diçka. Tjetër gjë diçka e ndryshme, që nuk u ngjan të tjerave a që da-llohet nga një tjetër; tjetër punë. E ka për gjë të ma-*Uheshih te* MADH (i), ~E (e). S'kishte gjëpas snpl-rtit *shih te* SHPIRT,~I. Pesë para gjë *shih te* P^SË,~A.

GJË. I. *pakuf.* 1. Diçka, gjësend, ndonjë gjë, ndonjë send (përdoret në fjali pyetëse ose kushtore dhe tregon një send, një dukuri ose një veprim në më-nyrë të pacaktuar). *A bleu gjë? A ka gjë për të me thënë? Mbeti gjë? Po pe gjë, na thuaj!*

2. Asgjë, kurrgjë, asgjësend, asnjë send (përdoret në fjalitë mohore; edhe në një varg njësish frazeolo-gjike). *Nuk foli gjë. S'dëgjova (nuk mora vesh) gjë.* 57 *mbeti gjë. S'ka gjë në dorë (në vijë). S'ka gjë në thes (në torbë, në trastë). Nuk vuri gjë në gojë. Nuk bed dot gjë. Nuk doli pa gjë* mori diçka, nuk mbeti me duar bosh; përfitoi diçka. *Kjo s'është gjë fare. S'do të thotë gjë. S"la gjë pa bërë (pa thënë)* bëri (tha) gjithçka. *Ku ka zë, s'është pa gjë. fj. u.*

3. Diçka ose dikush pa ndonjë vlerë të madhe a pa rëndësi; asgjë (përdoret në fjali mohore). *Nuk me duket gjë. S'është gjë* nuk vlen. *S"duhet gjë ajo punë. S'e ka gjë are vëllanë e vogël* nuk është i pashëm, nuk është i zoti etj. për *pak gjë për* diçka të vogël, pa rëndësi; për një sasi fare të vogël. *Aq (kaq) gjë* fare pak.

4. Përdoret në togf jalësha të qëndrueshëm mohore, që tregojnë se një punë nuk mund të bëhet, nuk del ose nuk jep përfundim. *S'është gjë ajo puni* nuk bëhet ajo punë. *Sdoli gjë* nuk u be; nuk dha fryt. *S"u be gjë* nuk u be. *S'kemi gjë bashkë* nuk kemi punë njëri me tjetrin; nuk biem në ujdi. *S'është gjë që bëhet* është e pamundur, nuk mund të bëhet.

II. *pj.* Përdoret në fjalitë pyetëse për të përforcuar dyshimin a pasigurinë për diçka. *Me kërkuat gjë?*
*Fole gjë? Tha gjë? Mos erdhi gjë? Mos e pate gji vëllanë? Mos i doli gjë ndonjë punë?*

*k* Gjë prej gjëje (prej gjrl) asgjë, asgjëkafshë. Nuk është pa gjë ka edhe ai faj, të meta a gabime; ka edhe ai gisht në diçka. S'është për gjë s'mund të bëjë gjë, nuk është i aftë për asnjë punë, për asgjë. S' ka gjë a) nuk prish punë; b) s'ka përse (si përgjigje mirë-sjelljeje ndaj një falënderimi). Pak gjë pa... *(me pjesoren e një foljeje )* edhe pak, për fare pak. S'ka gjë në të *shih te* KAM.

GJË,~RI *m. shih* GJË,~JA$_{8-10}$. *Gjëri i gjallë. Gjëri i huaj. Kullot gjëri.*

Gjë prej gjëri (prej gjëje) *shih te* GJË. Palcë gjëri pjesa më e mirë e diçkaje.

GJËEGJËZË~A *sh.* ~A, "-AT. Përshkrim i tërthortë e i ngjeshur (zakonisht në vargje) i një sendi ose i një dukurie, që i jepet dikujt për ta gjetur se çfarë do të thotë;

gjëzë (p.sh. Ha me bark Dhe vjen përqark. = mulliri; Dy shigjeta pendëzeza Tekdo i lëshon, atje venë. = sytë). *Gjëegjëzat popullore. Libër me gjëegjëza. Tregoj (them) gjëegjëza. Gjej një gjëe-gjëzë.*

GJËKAFSHË. I. *pakuf.* 1. Ndonjë gjë, diçka, gjë-sendi. *Ke gjëkafshë për të ngrënë? Jepi gjëkafshë me vete!*

*2.* Asgjë (në fjalitë mohore). *S'kam gjëkafshë për të thënë. Nuk pësoi gjëkafshë.*

II. *pj. bised.* Gjë. *Mos të zgjoi gjëkafshë? Mos u vrave gjëkafshë?*

*1.* S'ka gjëkafshë asgjë, s'ka përse (si përgjigje për një falënderim).

GJËKUNDI *ndajf.* 1. Në ndonjë vend, ndokund, diku. *Gjëkundi tjetër* në ndonjë vend tjetër. *E ke parë gjëkundi? Ke qenë gjëkundi? Mos e dërgo gjëkundi vetëm! E ka lënë gjëkundi me ndonjë cep.*

*2.* Në asnjë vend, asgjëkundi, askund (në fjalitë mohore). *S'e kam parë gjëkundi. Nuk duket gjëkundi. Nuk del gjëkundi. Nuk ishte gjëkundi.*

3. *bised.* Aspak, në asnjë masë ose nga asnjë anë, fare. *Nuk e merr vesh gjëkundi. Nuk ishte përgatitur gjëkundi. Nuk i del Hog aria gjëkundi.*

S'është gjëkundi nuk është aspak në rregull, nuk e ka fare në vijë punën, s'është asgjëkundi. Nuk i ngjitej (nuk e kapte) ferra gjëkundi *shih te* FERRË, ~A..

GJËLLfJ i *jokal.,* ~VA, ~RË. 1. *vjet.* Jetoj, rroj. *Ka gjëllirë shumë. Gjëllinte ende. Gjëllinin në një shtëpi.*

*2. fig.* Ha e pi dhe bëj një jetë të zbrazët, nuk bëj ndonjë punë me vlerë për shoqërinë, rroj sa për të ngrënë.

3. *vet. veta III.* Jeton një kafshë në një vend a mjedis të caktuar, është e përhapur. *Gjëllin në ujë. Gjëllinin gjithfarë kandrrash.*

GJËLLfJ H *kal.,* ~VA, ~RË. 1. *vet. veta III.* Kërkon andej-këtej ushqim duke e zgjedhur, qëmton (për shpendët e kafshët). *Gjëllin pula. Gjëllin lopa. Gjëllin hëpër bar.*

2. Zgjedh diçka duke kërkuar, qëmtoj. *Gjëllij ca ullinj. Gjëlliu ca dërrasa.*

3. I jap të hajë, e ushqej. GJËLLIM,~I *m. vjet.* Jetë; jetesë.GJËLLIME,~T . *vet. sh.* Mbeturinat e barit të thatë, që ngelin aty-këtu nëpër livadh, pasi mblidhet bari i korrur; rrush të mbetur nëpër hardhi pasi është vjelë vreshti, kokrra të rralla të mbetura në pemë etj., që mblidhen duke qëmtuar.

GJËMË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fatkeqësi e rëndë, mynxyrë e madhe, e lidhur zakonisht me vdekje; e zeza. *Gjëmë e madhe (e zezë). E gjeti (e zuri) gjëma. Të rente gjëma! mallk. I lëshoi një gjëmë* e mallkoi që ta gjejë një fatkeqësi, e mallkoi rëndë.

2. Lajmi i vdekjes, që u çohet të afërmve, mandate. *erdhi gjëma. Të ardhtë gjëma! mallk.*

3. *etnogr.* Vajtim me britma që bëhej në rast vdekje je; britmë që nxirrej gjatë këtij vajtimi, britmë vajtuese. *Shkoi për gjëmë. Vajtonte me gjëmë. Nisi (lëshoi, dha) gjëmën. Zunë gjëmën. Krisi (pushoi) gjëma. I bënë gjëmën. Të bëfsha gjëmën! mallk.*

4. Sasi e madhe e diçkaje. *Një gjëmë para.*

5. *bised., keq.* Diçka e keqe dhe e shëmtuar, që mezi durohet. *Çe ke atë gjëmë!?* S'e *shoh dot me sy ate gjëmë! ir* Bën gjëmë vajton me britma, qan me kujë e ulërimë. Të bën gjëmën të sjell a të shkakton një fatkeqësi të madhe, të bën të keqen, të bën atë që s'ta ka prerë mendja.

GJËMË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Bubullimë, gjëmim; ushtimë. *Gjëmë e madhe. Gjëma e rrufesë. Gjëma e topave. Gjëma e shpellave. Bën gjëmë* gjëmon.

GJËMËMADH,~E I *mb.* 1. Që sjell a shkakton një fatkeqësi të madhe; që ndjell fatkeqësi a gjëmë. *Rrebesh gjëmëmadh. Vdekje gjëmëmadhe. Humbje gjëmëmadhe. Fjalë gjëmëmadhe.*

*2.* Që i ka rënë një fatkeqësi e rëndë; që ka vuajtur shumë, fatkeq; *si mallk.* që i rente një gjëmë.

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.

GJËMËMADH,~E II *mb.* 1. Që ka gjëmim të madh; që ka ushtimë të madhe. *Bubullimë gjëmëmadhe. Zë gjëmëmadh. Buçimë gjëmëmadhe.*

2. *fig.* Që ka bërë bujë, që është shumë i dëgjuar; bujëmadh. *Fitore gjëmëmadhe. Emër gjëmëmadh.*

3. *keq.* Që bën shumë zhurmë e bujë, që ankohet në të katër anët, zhurmëmadh. *Njeri gjëmëmadh.*

4. *Përd. em.* sipas kuptimit 3 të mbiemrit.

GJËMËSHUMË *mb.* 1. Që sjell a shkakton shumë gjëma e fatkeqësi, gjëmëmadh. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

GJËMËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që qantë me gjëmë të vdekurin, ai që i bënte gjëmën një të vdekuri.

GJËMËZI,~ZEZË *mb.* 1. Që ka pësuar një Iat-keqësi të madhe; që ka vuajtur shumë; fatzi, gjëmëmadh.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *vdiq djali, gjëmëziut.*

GJËMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Zhurmë e forte dhe e zgjatur, që shoqëron vetëtimën; bubullimë. *Gjëmim i forte (shurdhues). Gjëmim i mbytur. Gjëmim i largët. Dëgjohen gjëmime. Qielli i kthjellët ska gjëmime. fj. u.*

2. Krijmë e forte dhe e zgjatur, që i ngjan bubu-llimës; zhurmë e mbytur dhe e fuqishme, që vjen prej

së largu; ushtimë; uturimë. *Gjëmimi i topave. Gjëmimi i traktorit. Gjëmimi i daulles.*

GJËMIMTAR,~E *mb. poet.* Gjëmues. *Zë gjëmim-tar. Këngë gjëmimtare.*

GJËMOJ i *jokal., yO\\,* ~t)AR. 1. *pavet.* Ushton një krismë e forte, një zhurmë e madhe dhe e zgjatur pas vetëtimës, bubullin. *Gjëmon moti. Gjëmon për shi. Po gjëmon andej nga deti. Nuk gjëmon po s'vetëtiu. fj.u.*

2. *vet. veta HI.* Lëshon një zhurmë të fuqishme, të mbytur e të zgjatur; jehon nga tinguj a nga zëra të fuqishëm; ushton; uturin; buçet. *Gjëmojnë topat. Gjëmojnë malet. Gjëmon deti (vala). Gjëmon traktori. Gjëmon salla nga duartrokitjet. Gjëmonte shtëpia nga gëzimi. Me gjëmojnë veshët* me uturijnë veshët.

3. *vet. veta III.* Dëgjohet gjithandej me fuqi, tin-gëllon e përhapet me force, ushton, buçet. *Gjëmon kënga. Gjëmon zëri i komandantit. Gjëmon fjala e Partisë.*

4. Flas me zë të lartë e të ashpër, bërtas. *gjëmoi të birit.*

GJËMOJ H *kal,* ~OVA, ~£>AR. 1. *vjet.* Qaj me zë një të vdekur sipas zakonit, i bëj gjëmën.

2. *jokal.* Rënkoj mbyturazi nga dhembja ose nga një fatkeqësi.

GJËMOJ m *kal,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. edhe *jokal.* Ndjek nga paS me vrap; gjurmoj. *gjëmoi nga prapa. E gjëmoi këmba-këmbës. Ky zagar e gjëmon shumë lepurin.*

*2. jokal.* Vrapoj. *Gjëmo këtej, gjëmo andej, u lodh.*

3. *fig.* I bie pas një pune, e ndjek. *ka gjëmuar shumë kësaj pune.*

GJËMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që sjell a shkakton fatkeqësi të madhe, i kobshëm. *Lajm i gjëmshëm. Ngjarje e gjëmshme. Luftë e gjëmshme.*
GJËMUES,~E *mb.* Që është i fuqishëm dhe i zgjatur si bubullimë, që gjëmon. *Zë gjëmues. Zhurmë gjëmuese. Ushtima gjëmuese e lumit.*
GJËNDËR,~RA *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *anat.* Organ në trajtën e një kokrre, të një lëmshi etj. në trupin e njerëzve e të kafshëve, që prodhon lëngje të nevojshme për veprimtarinë jetësore të organizmit, të cilat kalojnë në gjak ose derdhen jashtë. *Gjëndrat dhjamore. Gjëndra tirqide (e gushes). Gjëndra të zma-dhuara. Gjëndrat e pështymës (e djersës, e lotëve). Gjëndrat e yndyrës (e qumështit). Gjëndrat e tretjes. Gjëndrat me sekrecion të brendshëm (të jashtëm). Zmadhimi i gjëndrave.*
*2.* Lëmsh i vogël që formohet nën lëkurë nga zmadhimi i nyjave limfatike; nyjë e ënjtur a e malcuar. *Gjëndër e madhe (e vogël). Gjëndra në qafë (në rrë-zë të kofshës). I dolli (iu be) një gjëndër.*
3. *bot.* Organ si fshikëz shumë e vogël te bimët ose në lëkurën e disa frutaVe, që prodhon lëngje. *Gjëndrat e rrëshirës. Gjëndrat e lëkurës së portokallit.*
GJËNDËROHEM *vetv.,* ~OVA(u), ~UAR. Mbu-shem me gjëndra, me bëhen nyja të vogla të ënjtura nën lëkurë. *U gjëndërua në qafë.*
GJËNDËROR,~E *mb. anat.* Që ka të bëjë me gjëndrat, i gjëndrave; që del nga gjëndiat. *Qelizë gjëndë-rore. Jnd gjëndëror. Cipë gjëndërore. Sekrecion gjën-dëror.*GJËSEND(I). I. *pakuf.* 1. Ndonjë gjë, ndonjë send, diçka, gjëkafshë. *Doni gjësend tjetër? — Me jep gjësendi! — Të dha gjësendi për rrugë?*
2. Asgjë (në fjalitë mohore). *S'dihet gjësendi. Nuk pësoi gjësendi. Hiç gjësendi.*
II. *pj.* Gjë. *Mos erdha gjësendi vonë? Mos u mërzite gjësendi?*
GJËSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. I pasur, i kamur. *Njeri i gjëshëm.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Të gjëshmit s'bëheshin merak për të pagjëshmit.*
GJEIZË,~'A *sh.* ~A, ~AT. I. Gjëegjëzë. *Gjëzë e vështirë. Gjëza për fëmijë.*
2. Pyetje nga njohuritë për një fushë, që parashtro-het si problem me disa të dhëna ndihmuese për ta zgjidhur. *Gjëza letrare (muzikore).*
GJI,~:Ri *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Pjesë e futur e gjoksit, mesi i kraharorit; gjoks. *Marr në gji. Shtrën-gon në gji. Mbështeti kokën në gji.*
2. Organ i femrës së njeriut në pjesën e përparme të kraharorit dhe te kafshët gjitare, me gjëndra të posaçme që prodhojnë qumësht për ushqimin e të vegjëlve; sisë. *Me gjinj të mëdhenj (të fryrë). Gjinjtë e lopës. Maja (thumbi, thithi) i gjirit. Qumështi i gjirit. I shteruan gjinjtë. E vë në gji* e vë të pijë.
3. Qumështi që prodhohet nga ky organ i gruas për ushqimin e foshnjës; sisë. *Fëmijë gjiri. Mosha e gjirit* muajt e pare, kur foshnja ushqehet vetëm me qurriështin e nënës. *Pi gji foshnja. I jep gji. la preu gjirin. E ndau nga gjiri. Është me gji. Po nuk qau fë-mija, nuk i jep nëna (e ëma) gji. fj.u.*
4. Pjesa nën veshjen që mbulon gjoksin. *E futi në gji. E mban në gji. Nxori letrën nga gl'iri.*
5: *fig.* Gjoksi, kraharori ku është zemra si simbol i ndjenjave. *E ka në gji. I vlon (i zien) në gji.*
*6. fig.* Pjesa e brendshme e diçkaje, thellësia e diçkaje, mesi. *Gjiri i tokës (i dheut). Në gjirin e na-tyrës* jashtë, në mes të natyrës së gjallë, jo në ndër-tesat e në qendrat e banuara. *Mban (fsheh) në gjirin e vet* a) mban brenda, ka brenda; b) ka brenda diçka me pasoja, është i mbarsur me diçka.
7. *fig.* Mjedisi, rrethi ku rritet dhe edukohet dikush. *Në gjirin e familjes. Në gjirin e shoqërisë (e popullit, e punëtorëve). Kemi në gjirin tone* kemi në mes nesh. *Nga gjiri ynë (i organizatës, i kolektivit tone).*
8. *veter.* Semundje e bagëtive të imëta, prej së cilës u ënjten dhe u ngurosen sisët. *Gjiri i madh (i zi).*
*9. sh.* ~RE *~-KET gjeogr.* Pjesë e futur në bregun e oqeanit, të detit a të liqenit. *Gji i hapur (i mbyllur). Gji deti. Gjiri i liqenit. Gjiri i Vtorës (i Durrësit). Anija hyri në gji.*
10. *bot.* Pjesa e thelluar ndërmjet bishtit të gjethes dhe degës ose ndërmjet degës dhe trungut.
• Në gjirin e... në përbërjen (e një organizate, e një bashkimi etj.). I hyri në gji (ndër petka) *dikujt* ia di mirë hallin, ia kuptoi gjendjen. E do si zjarrin në gji *shih te* ZJARR,~I. E do si prushin në gji (e ka prush në gji) *shih te* PRUSH,~I. Kërkon kaun në gji kërkon aty ku nuk duhet e ku s'mund të gjejë gjëkurrë. E Ia me duar në gji e la vetëm e pa njeri, e la qyqe (për-doret kur një gruaje i vdes i shoqi ose kur ky ikën në kurbet për shumë kohë dhe e lë të shoqen me foshnjë gjiri ose me fëmijë të vegjël). Mbaj (rrit) gjarprin në gji *shih te* GJARPËR,~RI. Mbeti me duar në gji
mbeti pa njeri, fill i vetëm, pa fëmijë. Rri me duar në gji (në ijë, në mes, në brez, në bel, në xhepa) *shih tek* IJË,~A. Gris (prfsh) gjirin, arno pëqiriny. *u. shih te* GRIS. Gjiri i vezëve *anat.* pjesa e trupit të femrës, ku përftohen vezët.
GJIBARDHË *mb. poet.* Që e ka gjirin shumë të bardhë, me gjinj të bardhë.
GJIBUTË *mb.* Që i ka gjinjtë të butë dhe i merret lehtë qumështi (për bagëtinë). *9ele (dhi) gjibutë.*
GJIFRYRË *mb. poet.* Që e ka gjoksin të hedhur, me gjinj të ngritur.
GJIGANT,~'I ro. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri me trup shumë të madh e me fuqi të veçantë; vigan.
2. *fig.* Njeri i shquar që ka bërë vepra madhështore në shkencë, në art etj. *Gjigant i shkencës. Gjigant i mendimit. Gjigant i letërsisë.*
3. *fig.* Diçka (vepër, ndërtim etj.) me përmasa shumë të mëdha dhe me rëndësi të veçantë; diçka shumë e madhe. *Gjiganti i metalurgjisë. Gjigantët e industrisë.*
4. *mit.* Qenie mitologjike me shtat jashtëzakonisht të madh e me fuqi të mbinatyrshme, vigan.
GJIGANT, ~E *mb.* 1. Që ka trup jashtëzakonisht të madh, vigan. *Me trup gjigant.*
2. Që ka përmasa shumë të mëdha. *Vepër gjigante. Vrë gjigante. Kullë gjigante. Drurë gjigante. Yll gjigant.*
3. *fig.* Që shquhet për përpjesëtimet, për vlerën ose për forcën e vet; që kërkon punë e përpjekje të jashtë-zakonshme, vigan. *Përpjekje gjigante. Fitore gjigante. Hapa gjigante* zhvillim e përparim shumë i madh e i shpejtë.
GJIHEDHUR *mb.* Që e ka gjoksin mjaft të zhvi-lluar.
GJILPËRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fill i hollëçe-liku me majë të mprehtë e me vrimë në fund, që për-doret për të qepur; fill i tillë pa vrimë, që përdoret për t'u ngulur.

*Gjilpërë e hollë (e trashë). Gjilpërë qepëse. Gjilpërë kapëse* karficë. *Gjilpërë dore (makine). Gjilpërë me kokë* gjilpërë pa vrimë e me një kokë të rrum-bullakët në fund. *Maja (vrima) e gjilpërës. Jastëku ' gjilpërave. Qep me gjilpërë. Shkoj perin në gjilpërë. Ngul gjilpërën. Shpim me gjilpërë. mjek.* akupunkturë.
2. Shufër çeliku e hollë dhe me majë në një me-kanizëm, e cila shërben për qëllime të ndryshme. *Gjilpëra e pushkës (e topit). Gjilpëra e gramafonit. Gjilpëra e kompasit. Gjilpëra e sahatit. Susta e gjilpërës. I heq (i ndërroj) gjilpërën.*
3. Gyp shumë i hollë metalik me majë të mprehtë që vihet në shiringë e ngulet nëtrup për të futur një bar të lëngshëm për mjekim; *bised.* bari që futet në trup me këtë mënyrë. *Gjilpërë në damar. Gjilpërë kun-dër tetanosit. Bëri një gjilpërë. Ziej gjilpërat. Thith me gjilpërë.*
4. Shigjetë metalike, që lëviz a rrotulloliet në fushën e një aparati mates ose tregues; akrep. *Gjilpërë mag-netike. Gjilpërë e busullës.*
5. *bised.* Gjethe e hollë e pishes dhe e drurëve të tjerë halorë, hale. *Gjilpërat e drurëve.*
*6. bised.* Zgjatim i hollë në trupin e disa kafshëve; gjemb. *Gjilpërat e iriqit.*
7. Diçka e hollë e me majë. *Gjilpëra akulli.*
8. Secili nga dy direkët e derës ose të dritares,ku mbërthehen kanatet ose fletët. *Gjilpëra e derës (e dritares).*
9. *fig. keq.* Njeri dinak që të bën një të keqe prapa krahëve pa e marrë vesh.
Fill e gjilpërë (në majë të gjilpërës, majë gjllpëte) hollësisht, fill e për pe. I futi gjilpërat *dikujt* i kalli spicat. Me pe e me gjilpërë (në pe e në gjilpërë) *shih te* PE,~RI. Rri si mbi gjilpëra nuk rri aspak i qetë, është shumë i shqetësuar, rri si mbi gjemba. S'bëhet pusi me gjilpëra *fj. u.* duhen mjetet e nevojshme për diçka, nuk bëhet një punë pa veglat e mjetet e nevojshme. Nuk çahet pisha me gjilpëra nuk mund të bëhet një punë pa veglat e mjetet e nevojshme, duhen mjetet e nevojshme për diçka, s'bëhet pusi me gjilpëra. Del nëpër vrimë të gjilpërës është shumë i zoti, di të dredhojë, është i shkathët. E futi (e kaloi, e shkoi) në vrimë të gjilpërës *dike* a) e shtrëngoi shumë dike; e qortoi rëndë dike; b) e studioi imtësisht dike, e shoshiti mirë. Të fut (të kalon, të shkon) në vrimë të gjilpërës është shumë i zgjuar a shumë i zoti. Humbi si gjilpëra në kashtë humbi pa lenë asnjë gjurmë, si kripa në ujë. Nuk humbi (s'u sbua) pazari për gjilpëra *fj. u. shih te* HUMB. Është sa një majë gjilpërë është shumë i vogël. Është si maja e gjilpërës (është gjilpërë) të thumbon e të ther me fjalë, është gjuhustër. S'të jep as një majë gjilpërë (as një majë thoi) *shih te* MAJË,~A. S'të jep as sa maja e gjilpërës (as sa maja e thoit) *shih te* MAJË,~A. Kërkon gjilpërën (qimen) në kashtë (në bar, në mullar) kërkon kot, kërkon diçka që nuk mund të gjendet. Marr pe e gjilpërë *shih te* PE,~RI. S'mbushet pusi me gjilpëra (me pështymë) *fj.* u. *shih te* PËSHTY-MË,~A. Shpëtoi për majë të gjilpërës (për një majë gjilpërë) shpëtoi për pak gjë, shpëtoi për një qime. Di të qepë me dyzet gjilpëra është shumë i zoti a i shkathët. Ku futet gjilpëra do futet edhe peri *u. shih te* PE,~RI. Me sa hyn bualli në veshin (në vrimën) e gjilpërës *shih te* BUALL,~I. I kanë (i kanë vënë, i mbajnë) gjilpërat majë me majë shkojnë shumë keq njëri me tjetrin, kanë marrëdhënie shumë të acaruara, nuk i bëjnë asnjë lëshim njëri-tjetrit. S'ke ku të hedhësh majën e gjilpërës (mollën) *shih te* HEDH. S'vihen dy gjilpëra majë me majë është një punë që s'bëhet, s'mbahen dy kunguj nën sqetull. për një pe, për një gjilpërë, sbkoi dëm një gunë e tërë *u. shih te* PE,~RI.
GJILPERËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjilpërë “ vogël.
2. *zool.* Peshk deti me trup të hollë e të gjatë si ngjalë, bister.
3. *bot.* Bimë barishtore e egër, që mbin nëpër arat me grurë dhe që i ka gjethet shumë të holla si gjilpërë e lulet ngjyrëmanushaqe të hapët.
4. *krahin.* Shtizë çorapesh. GJILPËROHEM. *Pës. e* GJILPËROJ.
GJILPËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shtie me gjilpërë në trup një bar të lëngshëm për mjekim, bëj një gjilpërë; injektoj.
GJILPËROR,~E *mb. spec.* Që është e hollë e me majë si gjilpërë, që ka trajtën e një gjilpërë. *Zgjatime gjilpërore.*
GJILPËRYER,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Gjilpërë e madhe që përdoret për të qepur dyshekë, thasë e gjëra të tjera të trasha. *Qep me gjilpëryer.*
2. *krahin.* Shtizë çorapesh. *Thur me gjilpëryer.*
3. Kuiiji që bashkon shtratin e qerres me shtizën.
4. *euf., krahin.* Difteria.
GJIMADHE *mb.* Që i ka gjinjtë të mëdhenj; *kund.* gji vogël.
GJIMBDSHUR *mb. libr.* Që e ka gjoksin të plotë e të zhvilluar.
GJIMNAST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Sportist që me-rret kryesisht ose vetëm me gjimnastikë; ai që merret rregullisht me gjimnastikë. *Gjimnast i ri (izoti, ishkathët). Gjimnastët e cirkut. Ushtrimst (garat) e gjimna-stëve. Skuadra e gjimnasteve.*
GJIMNASTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GJIMNAST,~I. *Gjimnaste e shkathët (e zonja).*
GJIMNASTlKË,~A . 1. Tërësia e ushtrimeve të lira ose në vegla, që bëhen për të zhvilluar shkathtësinë e zhdërvjelltësinë, për të kalitur trupin e për ta zhvilluar atë në mënyrë të gjithanshme; mjeshtëria për të bërë ushtrime të tilla, që kërfcon stërvitje të vazh-dueshme. *Gjimnistikë sportive (artistike). Gjimnastika e mëngjesit (e prodhimit). Gjimnastikë në vegla. Gjimnastikë me trup të lire. Ushtrimet e gjimnastikës. Garat e gjimnaslikës. Bëj gjimnastikë. Merret me gjimnastikë.*
*1. vjet.* Tërësia e ushtrimeve fizike që zhvillohen si lëndë mësimore në shkollë; fizkulturë. *Ora e gjimnastikës.*
3. *fig.* Ushtrim, stërvitje. *Shahu është gjimnastikë e m;ndjes.*
GJIMNASTIKOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me gjim-nastikën, që i përket gjimnastikës, i gjimnastikës; që përdoret a sherben për gjimnastikë. *Ushtrime gjimnastikore. Stërvitje gjimnastikore. Vegla gjimnas-tikore. Hekur gjimnastikor. Sallë gjimnastikore. Ma-nifestim gjimnastikor.*
GJIMNAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Emërtim i shkollës së mesme të arsimit të përgjithshëm në disa vende të huaja dhe deri para disa kohësh edhe në Shqipëri. *Gjimnaz klasik. Gjimnazi iTiranës (i Shkodrës). Gjim-nazi “Qemal Stafa”. Nxënësit e gjimnazit. Mësonte në gjimnaz. Mbaroi gjimnazin.*
GJIMNAZIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Nxënës i gjimnazit.
GJIMNAZlSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GJIMNAZIST,~^I.

GJINATORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *zool.* Kandërr e ngjashme me airëzën, me ngjyrë të verdhë, me këmbë të gjata, e cila mbledh deltinën në lëmshe të vegjël.

GJIND,~TË m. *vet. sh. bised.* Njerëzit rreth e rro-tull ose njerëzit e shtëpisë. *Gjindtë e shtëpisë. Si i ke gjindtë? Foli me gjindtë e vet.*

GJINDE,~JA . *përmb. bised.* Tërësia e njerëzve, zakonisht të një qendre të banuar, populli. *Gjindja e fshatit. Gjindja e shtëpisë* njerëzit e familjes, gjindtë. *U mblodh gjindja. Kishte gjindje të madhe.*

GJINDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që e ndihmon tjetrin kur ka nevojë; i gjendur. *Njeri i gjindshëm.*

GJINEKOLOG,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Mjek i specializuar për gjinekologji.

GJINEKOLOGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* GJINEKOLOG,~U.

GJINEKOLOGJI, ~A . *mjek.* Degë e mjekësisë që merret me studimin e organizmit të femrës si nënë, të veçorive të ndërtimit e të veprimtarisë së organevegjinore si edhe me studimin e me mjekimin e sëmun-djeve të tyre. *Pavijoni i gjinekologjisë.*

GJINEKOLOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me gjinekologjinë, që i përket gjinekologjisë, i gjinekologjisë, që bëhet nga ana e gjinekologjisë. *Spital gji-nekologjik. Kontroll gjinekologjik.*

GJINESHTËR,~RA *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Shkurre e vogël, me degë të holla e të gjata, me gjethe të rralla, të vogla e heshtake, me lule të verdha, në trajtë vileje e me erë të këndshme, qëlidh si fryt një bishtajë; degët e kësaj bime që përdoren për të thurur ose për të nxjerrë një fije të forte. *Degë gjineshtre. Lule gjineshtre. Lesë prej gjineshtre. Those prej gjineshtre.*

GJINEVERDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* LIoj gjineshtre, nga lulet dhe rrënjët e së cilës del një bojë e verdhë që përdoret për të ngjyer lesh, të linjta etj.

GJINI,~A *sh.* ~, ~TË. 1. *hist.* Grup njerëzish me lidhje gjaku e me prejardhje nga një paraardhës i përbashkët, që ishte njësia ekonomike e shoqërore bazë në komunitetin primitiv. *Gjini amtare. Gjini atërore. Lidhjet e gjinisë. Anëtarët e gjinisë. Emri i gjinisë. Plaku i gjinisë.*

2. *etnogr.* Njerëzit e afërt të një gjaku nga ana e gruas, farefisi i gruas. *Jemi gjak e gjini* jemi shumë të afert nga ana e lidhjeve familjare. *Shkoi gruaja në gjini. E çoi (e ktheu) në gjini.*

3. Grup njerëzish që kanë lidhje të afërta gjaku; vetfe këto lidhje; fis, farefis. *Gjini e afërt. Lidhje gji-niei Gjini në vijë të drejtë. drejt.*

*4. biol.* Grup kafshësh a bimësh, që përfshin disa lloje të afërta me tipare kryesore të përbashkëta; nënndarje e familjes, që përfshin disa lloje. *Gjinia e g\ështenjave. Gjinia e aheve (e dushqeve). Gjinia e maceve. Gjinia njerëzore. libr.* njerëzit.

5. Tërësia e tipareve natyrore, që dallojnë mash-kullin nga femra dhe që i përcaktojnë secilit rolin e veçantë në riprodhimin e Ho jit; seks. *Gjinia mashkull (femër). Pa dallim gjinie. për të dyja gjinitë.*

6. *gjuh.* Kategori leksiko-gramatikore në një varg gjuhësh, sipas së cilës emrat dhe disa përemra ndahen në mashkullorë, femërorë e asnjanës ose vetëm në mashkullorë e femërorë, marrin trajta të ndryshme gjatë lakimit dhe kërkojnë përkim të caktuar kur lidhen me fjalë të tjera; kategori gramatikore e mbie-mrave dhe e disa fjaleve të tjera, që shfaqet në për-kimin e tyre të domosdoshëm *me* emrat mashkullorë, femërorë ose asnjanës, më të cilët lidhen. *Gjinia gramatikore. Gjinia mashkullorë (femërorë, asnjanëse). Gjinia e emrave. Përemër i gjinisë mashkullorë. Traj-tat e gjinisë femërorë të mbiemrave (të numërorëve rreshtorë). Përkim në gjini.*

7. *let., art.* Nënndarje në letërsi e në arte, që përfshin vepra të cilat kanë një varg tiparesh dalluese të përbashkëta, si mënyrën e pasqyrimit të realitetit e të ndërtimit të subjektit, stilin, gjuhën etj. *Gjinitë le-trarë* eposi, lirika, drama. *Gjinitë muzikore. Gjini lirike (epike).*

8. Lloj i diçkaje. *çdo gjinie.*

GJINISH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Zdrukth me thikë shumë të ngushtë që përdoret për të hapur një vijë të thelluar an"s dërrasës.

2. Vijë e thelluar buzë një dërrase, ku hyn pjesa e dale e dërrasës tjetër, kur duam t'i puthitim.

GJINKALLË,~A *sh.* ~A, —AT. 1. *zool.* Kandërr me ngjyrë të murrme, me kokë të gjerë e të shtypur, me sy të dale e me krahë të mëdhenj e të tejdukshëm, që lëshon në vapë një zë të zgjatur e gumëzhitës; cinxër. *Zëri i gjinkaltës. Kënga e gjinkallës. Këndon gjinkalla.*

2. *fig.* Njeri që nuk i pushon goja, llafazan.

3. *krahin.* Zile e vogël që lëshon tinguj të nolle e të mprehtë.

GJINOKUQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Gushë-kuq.

GJINOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Kafshë e një gjinie me një tjetër, secila nga kafshët e një gjinie. *Dallohet nga gjinori i vet.*

GJINOR,~E *mb.* 1. *hist., etnogr.* Që ka të bëjë me gjininë, i gjinisë; që lid he t me periudhën kur njësia bazë e shoqërisë ishte gjinia. *Rendi gjinor. Bashkësia gjinore. Shoqëria gjinore. Lidhje (marrëdhënie) gjinore. E drejta gjinore.*

2. *biol.* Që ka të bëjë me gjininë si nënndarje e familjes në klasifikimin e qenieve të gjalla. *Tiparet gjinore.*

3. Që shërben për riprodhimin e qenieve,të gjalla (te njeriu dhe te kafshët gjitare). *Organet gjinore.*

*4. gjuh.* Që ka të bëjë me gjininë e emrave, të për-emrave, të mbiemrave e të disa fjalëve të tjera, i gjinisë. *Mbaresë (trajtë) gjinore.*

5. *let., art.* Që ka të bëjë me gjininë e një vepre Ietrare e artistike. *Tiparet gjinore të romanit.*

GJINORE *mb. gjuh. I.* Rasa gjinore: rasa e dytë e lakimit në gjuhën shqipe. *Emër në rasën gjinore.*

*2. si em.* GJINORE,~JA . Rasa gjinore. *Gjinore e shquar (e pashquar). Gjinorja e njëjësit (e shumësit). Nyja (mbaresa) e gjinores.*

GJIPlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bajame
e egër.

GJIPLOTË *mb. poet.* Që e ka gjoksin të zhvilluar e të plotë, me gjinj të mëdhenj.

GJIPS,~I *m. min.* Mineral gëlqeror, zakonisht me ngjyrë të bardhë, i cili piqet në furra të posaçme, bluhet si pluhur dhe bëhet allçi. *Gjips i bardhë. Vend-burim gjipsi.*

GJIR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vorbull uji, shtjellë, ngjir. *Ra në një gjir. E thithi (e përpiu) gjiri.*

GJIRAFË,~A *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kafshë gjitare përtypëse dythundrake, me trup të madh, me qafë e me këmbë shumë të gjata, me qime të verdha në të kuqe e me njolla të mëdha të murrme, që jeton në Afrikë. *Qafa e gjirafës.*

GJIRAK,~E *bot.* Që është më të çara të thella e të harkuara. *Gjethe gjirake.*

GJIRl,~A *sh.* ~, ~TË. *shih* GJINI,~A ^3.

*Gjiri e afërt. Gjak e gjiri. Shkon (kthehet) në gjiri.*
GJIRlZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Kanal i mbuluar, ku rrjedhin ujërat e zeza; gropa e ujërave të zeza. *Ujë gjirizesh. Mi gjirizesh.*
2. Kanal i ngushtë kullues, i mbuluar me pllaka guri. *Gjirizet e arës.*
GJIRMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend pak i thelluar në vatër, ku ndizet zjarri; vatër. *Gjirma e vatrës.*GJIROJ *kal.,* ~OVA,~UAR *krahin. shih* MBRUS. *E gjiroi shtëpinë.*
GJIROKASTRIT,~I *m. sh.* ~Ë, <—ËT. Banor vendës i Gjirokastrcs ose ai që e ka prejardhjen nga Gjirokastra.
GJIROKASTRIT,~E *mb.* Që lidhet me Gjiro-kastrën ose me gjirokastritët, që është karakteristik për Gjirokastrën ose për gjirokastritët; që është kri-juar nga gjirokastritët, i Gjirokastrës ose i gjirokas-tritëve. *Rinia gjirokastrite. Këngë (valle) gjirokastrite.*
GJITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool. I. kryes. sh.* Kafshët kërbishtore më të larta, që kanë gjak të kuq e të ngrohtë, mushkëri për të marrë frymë etj. dhe që bëjnë të vegjël, t cilët i ushqen femra me qu-mështin e vet; sisor. *Gjitar i ulët (i lartë). Gjitar ri~ përtypës. Kktsa e gjitarëve.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të etnrit. *Kafshi gjitare.*
3. *si mb. f.* ~E. Që ka gjinj të mëdhenj dhe që jep shumë qumësht; qumështore. *Lopë gjitare. Dhi gji~ tare.*
GJTTON,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *krahin. shih* FQI-NJË,~L
GJITHANDEJ *ndajf.* Në të gjitha vendet; në të gjitha anët; kudo; ngado. *E kSrkoi gjithandej. Ishte ndotur gjithandej.*
GJITHANËSt,~A . Gjithanshmëri.
GJITHANSHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që për-fshin a që rrok të gjitha anët e diçkaje; që bëhet a zhvillohet në të gjitha drejtimet; *kund.* i nJëaosMm. *Zhvillim (përparim) i gjithanshëm. Punë (veprimtari) e gjithanshme. Suksese të gjithanshme. Përgatitje e gjithamhme. Ndihmë e gjithanshme. Edukim (formim)* i *gjithanshëm. Në mënyrë të gjithanshme.*
2. Që merret me shumë degë të dijes, të artit, të sportit etj., që ka njohuii në shumë fusha; që ka prirje, aftësi e shprehi të shumta dhe që është i aftë për shumë punë; *kund.* i njeanshëm. *Njert i gjithanshëm.*
3. Që e vështron diçka nga të gjitha anët, që metr parasysh të gjitha anët, shumë i gjerë; *kund.* i nj-anshem. *Vështrim i gjithanshëm. Rrahje (shoshitje) e gjithanshme. Gjykim (vlerësim) i gjithanshëm.*
GJITHANSHMËRI,~A . Shfaqja ose paraqitja e diçkaje në të gjitha anët e veta; vetia e diçkaje që rrok a zotëron të gjitha anët ose që është e zhvilluar në të gjitha anët; tëqenët i gjithanshëm. *Gjithanshmëria e jetës. Duhet parë në gjithanshmërinë e vet.*
GJITHAQ *ndajf. bised.* 1. Po aq. *Gjithaq e rëndë-sishme. Gjithaq e nevojshme. Gjithaq e madhe. 1.* Jo edhë aq shumë. *Nuk kanë bërë gjithaq.*
GJITHARMËSH,~E *mb. usht.* Që përfshin të gjitha llojet e armëve; që ka të bëjë më të gjitha llo-jet e armëve ose (ë trupave. *Njësi gjitharmëshe. Re-part gjitharmësh. Stërvitje gjitharmëshe. Luftim (zbu-lim) gjitharmësh.*
GJITHASHTU *ndajf.* 1. Në të njëjtën mënyrë; në të njëjtën shkallë, po ashtu. *Gjithashtu po punonin edhe ata. Është gjithashtu i madh.*
*1.* Përveç kësaj edhe..., bashkë më të edhe..., në të njëjtën kohë edhe... *Ndodheshin gjithashtu... Dime gjithashtu... Kjo tregon gjithashtu se...*
*3. përd. lidh.* Përdoret së bashku me disa lidhëza në togje këpujore e kundërshtore. *Gjithashtu edhe... E gjithashtu... Por gjithashtu...*
GJtTHAZI *ndajf. vjet. 1.* Me përgjithësi, përgji-thesisht.
2. Gjithsej, mbarë. *mori gjithazi.*
GJTTHÇKA *pakuf.* 1. Të gjitha gjerat; çdo gjë; *kund.* ugji. *Bëri gjithçka. Di gjithçka. Merret me gjithçka. Vuri në rrezik gjithçka. Mbi gjithçka* para çdo gjëje, para së gjithash.
2. Përdoret në ftllim a në fund të numërimit të disa gjërave, duke i përmbledhur të gjitha. *Mori librat, fletoret, lapsat — gjithçka ql i dukej për në shkollë.*
3. Diçka me rëndësi të veçantë, me vierë të jashtë-zakonshme. *Ajo është për të gjithçka.*
*4. përd. em. f.* Të gjitha gjerat të marra së bashku.
GJITHCMOS *pakuf. bised.* Gjithfarë gjërash, çdo gjë të mundshme, çmos. *E ç'nuk ka — gjithçmos. Ka parë gjithçmos.*
GJITHË *pakuf.* 1. Që është në tërësinë e tij, pa i hequr a pa i përjashtuar asnjë pjesë, pa lënë jashtë asgjë; që i përfshin së bashku tërë sendet, qentet a dukuritë e njëjta, të cilat përbëjnë një sasi a shumicë; tërë. *Gjithë vendi (bota,krahina,fshati, lagjja). Gjithi Shqipëria. Gjithë shkolla. Gjithë njerëzit (shokët, nxënësitj. Gjithë kafshët (shpendët). Gjithë popuiU (rinia, punonjësit). Gjithë ditën (natën, javën, muajin, vitin) Gjithë jetën (kohën). Pasuri e gjithë popullit. E hëngri gjithë bukën (gjellën). E piu gjithë ujin (qu-mështin). Si gjithë të tjerët* njësoj si të tjerët, pa ndonjë ndryshim nga të tjerët. *Këtu është gjithë çështja.*
2. Përdoret me parafjalët “me” dhe “në” për të treguar shkallën më të lartë të shfaqjes së një ndjenje a të një dukurie (zakonisht të shprehura me emra abstraktë). *Me gjithë zemër (shpirt, dëshirë). Me gjithë mend* pa shaka, përnjëmend, seriozisht. *Në gjithë gjatësinë (gjerësinë) e rrugës. Me gjithë vëmen-djen (kujdesinj e duhur. Me gjithë forcën (fuqinë). Me gjithë qejf* me dëshirë, me kënaqësi, pa asnjëicun-dërshtim.
3. Përdoret përpara një përemri dëftor për të treguar shkallën më të lartë të një tipari; tërë. *Gjithë ai njeri. Gjithë ajo punë. Gjithë ai gëzim. Gjithë ato të mira.*
4. Përdoret me trajtën e pashquar të një emri, në kuptimin “krejt, plot; tërë”. *Gjithë bar (Me, pemë). Gjithë dhjamë (kocka). Gjithë baltë. Gjithë djersë (gjak). Gjithë inat (zemërim). Gjithë hir. Gjithë gaz (gëzim, hare).*
5. Të gjithë, të gjitha; gjithçka. *Gjithë ç'ishin. Gjithë sa erdhën. Gjithë sa ndodhi.*
6. *krahin.* Çdo. për *gjithë ditë. për gjithë vend. Në gjithë vend.*
7. *përd. pj.* Krejt, njësoj si dikush tjetër (nga vetitë trupore a morale), gjallë, tërë. *Ishte gjithë i ati (i vë-llai). Ishte gjithë e ëma (e motra).*
8. *përd. pj.* PIkërisht; po. *Gjithë aty (atje). Gjithë në ato vite (në atë ditë).*
•*k* Gjithë si ashtu si; sido që. Me gjitfcë së bashku me, bashkë me. Gjithë e glltht a) gjithsej; b) krejt. Me ejithë lecka *shih te* LECKË,~A. Me gjithë opinga *shih tek* OPINGË,~A. G}ltM (ttrt) “y e veshë *shih te* SY,~RI. Sot e gjitM “Hte *shih te* SOT.
GJITHË (i, e) *pakuf.* 1. Që merret i plotë e i pandarë,që është në tërësinë e tij pa i hequr e pa i përjashtuar asnjë pjesë, pa lënë jashtë asnjë; që i përfshin së bashku tërë sendet, qeniet a dukuritë e njëjta, të cilat përbëjnë një sasi a shumicë; i tërë. *E gjithë krahina (lagjja). E gjithë*

*Shqipëria. Fshati i gjithë. I gjithë populli. Të gjithë punëtoret (fshatarët). E gjithë rinia. E gjithë toka (ara, fusha). Të gjitha pikëpamjet (idetë). më të gjitha notat dhjeta. I të gjitha kohëve. Nga të gjitha anët (drejtimet). më të gjitha mënyrat.*
2. *vet. sh. m.* GJITHË (të), GJITHA (të). Sendet, qeniet ose dukuritë e përmendura a që janë, të marra së bashku pa asnjë përjashtim. *Erdhën të gjithë. Të gjithë janë të gatshëm. Ka për të gjithë. Pak nga të gjitha. Të gjithë për një, një për të gjithë. Të gjithë së bashku. I aftë për të gjitha. Mbaroi më të gjitha* humbi gjithçka, nuk i mbeti asgjë; mori fund, mbaroi më të tëra. *zbrazi të gjitha. Dielti lind për të gjithë. fj.u.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të përemrit. *U prish i gjithi. U ngrit i gjithi në këmbë. Kjo është e gjitha*
a) nuk ka me tjetër; kaq ka ose kaq ka mbetur;
b) përdoret në fund të tregimit të një ndodhie a të diçkaje tjetër, për të theksuar se tregimi mbaroi dhe se nuk ka Çfarë të shtohet tjetër.
•*k* Mbi të gjitha në radhë të pare, para së gjithash; në mënyrë të veçantë, veçanërisht. Para së gjithash në radhë të pare, para çdo gjëje tjetër.
GJITHË- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të për-bëra, që tregojnë se tipari i shënuar nga pjesa e dytë shfaqet plotësisht, përfshin plotësisht një tërësi të caktuar ose tërë sendet, qeniet a dukuritë e njëjta që përbëjnë një shumicë; p.sh. i gjithanshëm, gjithë-gjuhësor, gjithëkombëtar, gjithëshqiptar, i gjithëfuqi-shëm, i gjithëllojshëm etj.
GJITHËFUQl,~A . *sh.* ~, ~TË *libr.* Pushtet i pakufishëm mbi të gjithë a mbi gjithçka.
GJITHËFUQISHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* 1. Që ka pushtet të pakufishëm, i plotfuqishëm, i tërëfu-qishëm. *Te ne populli është i gjithëfuqishëm.*
2. Që ka ndikim a force vepruese mbi gjithçka, që mund të zgjidhë a të arrijë gjithçka.
GJITHËFUQISHMËRI,~A . *libr.* 1. Pushtet i pakufishëm mbi të gjithë a mbi gjithçka.
2. Ndikim e force vepruese mbi gjithçka, aftësia për të bërë a për të arritur gjithçka, të qenët i gjithëfuqishëm. *Gjithëfuqishmëria e arsyes.*
GJITHË-GJITHË *ndajf. bised.* Vetëm aq, gjithsej, vetëm e vetëm aq, jo me shumë. *Gjithë-gjithë ishin dhjetë veto.*
GJITHËKOMBËTAR, ~E *mb.* Që ka të bëjë më të gjithë kombin; që përfshin gjithë kombin, i gjithë kombit. *Norma gjithëkombëtare e gjuhës letrare.*
pJITHËLLOJSHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që përfshin të gjitha llojet, i të gjitha llojeve, i shumë-)lojshëm. *Perime të gjithëllojshme. Këpucë të gjithë-llojshme.*
GJITHËPUSHTETSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka pushtet të pakufizuar; i plotfuqishëm.
GJITHËSI,~A . *libr. I.* Tërësia e gjithë trupave qiellorë dhe e trajtave të tjera të materies, që lëviz në hapësirë e në kohë dhe që përbën një sistem të ndërtuar sipas ligjeve objektive. *Ligjet (të fshehtat)*
*e gjithësisë. Ndërtimi i gjithësisë. Studimi i gjithësisë. Nënshtrimi i gjithësisë.* 2. *vjet.* Tërësia. *Gjithësia*, *e votave.*
GJITHËSISHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që ka të bëjë me gjithësinë, që i përket gjithësisë, i gjithësisë; që përfshin gjithçka pa përjashtim, i përgjithshëm. *Tërheqje e gjithësishms. Përmbytje e gjithësishme.*
GJITHËSISHT *ndajf. vjet.* Përgjithësisht; krejt, tërësisht. *U prish gjithësisht.*
GJITHËVJETOR,~E *mb.* Që bëhet gjatë gjithë vitit, që përfshin tërë vitin. *Stërvitje (përgatitje) gjithë-vjetore.*
GJITHFARË *pakuf* Shumë lloje, të çdo lloji, të farëve më të ndryshme. *Gjithfarë sendesh (lulesh, mallrash, mjetesh). Gjithfarë formash (mënyrash). Me gjithfarë njerëzish.*
GJITHFARËLLOJ *pakuf.* Të llojeve më të ndryshme, gjithfarë. *Gjithfarëlloj mjetesh (mënyrash).*
GJITHFARËLLOJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që përfshin gjithfarë llojesh, që është i llojeve më të ndryshme, gjithfarësh. *Makineri të gjithfarëlloj-shme.*
GJITHFARËSOJ *pakuf.* 1. Gjithfarëlloj; gjithfarë. *Gjithfarësoj mendimesh. Gjithfarësoj lulesh.*
*2. përd. ndajf. bised.* Në mënyra nga më të ndryshmet. *Gjithfarësoj mund të hdodhë.*
GJITHFARËSH *mb.* Që është i llojeve të ndryshme, i shumëllojshëm, i çdollojshëm. *Bimë (Me) gjithfarësh. Këngë gjithfarësh. Këpucë gjithfarësh. Pengesa gjithfarësh.*
GJITHFARSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Gjithfarësh. *Lulë te gjithfarshme.*
GJITHHERË *ndajf.* Përherë, kurdoherë, gjithnjë. *Gjithherë na e kujtonte. Nuk bëhet gjithherë njësoj.*
GJITHHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I përhershëm, i vazhdueshëm. *Gatishmëri e gjithhershme. Përpjekje të gjithhershme.*
GJITHKAH *ndajf.* Në të gjitha anët a drejtimet; nga të gjitha anët a drejtimet; gjithandej, kudo. *U përhap gjithkah. E rrethuan gjithkah.*
GJITHKUND *ndajf.* Në çdo vend, në të gjitha ven-det, në të gjitha anët, kudo; gjithandej. *Kudo dhe gjithkund. Gjithkund e gjen. Gjithkund ku kalonte.*
GJITHKUSH *pakuf.* Çdo njeri; secili nga një grup njerëzish, kushdo, secili. *Gjithkush e di. Gjithkush nga ne. Gjithkush e ka qejf.*
GJITHMBARË *pakuf.* Të gjithë pa asnjë përjashtim, të gjithë mbarë. *Erdhën gjithmbarë.*
GJITHMBARSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që i përfshin gjithë sendet, qeniet a dukuritë e një fushe pa asnjë përjashtim, që i përket mbarë një rrethi të caktuar, që përhapet në gjithçka a në të gjitha anët e një fushe; i përgjithshëm. *Zhvillim i gjithmbarshëm. Tr-aj-ta të gjithmbarshme. Dukuri e gjithmbarshme. Vullneti i gjithmbarshëm i popullit.*
GJITHMONË *ndajf.* 1. Gjatë gjithë kohës, përherë, vazhdimisht; gjithnjë. *Mbetet gjithmonë i pavdekshëm. Nuk kalohet gjithmonë kështu. Gjithmonë për këtë ka menduar. Gjithmonë në zhvillim (në rritje).*2. Çdo here, në çdo fast, në çdo kohë, kurdoherë, gjithnjë. *Gjithmonë vjen me kohë. Gjithmonë ka dale i pari. Gjithmonë aty e gjen. E porosit gjithmonë. Si gjithmonë* si çdo here tjetër. *Pothuaj gjithmonë* shumë shpesh.
3. *përd. pj.* Gjithnjë. *Gjithmonë po aty. Gjithmonë e me mirë.*
GJITHMONSHËM (i), ~ME (e) *mb. vjet.* I për-hershëm; i vazhdueshëm. *Lidhje e gjithmonshme. Bashkim i gjithmonshëm.*
GJITHNDUER *pakuf. shih* GJITHFARË. *Gjith-nduer bimësh (kafshësh).*
GJITHNDCERSH *ndajf.* 1. Në mënyra të ndrysh-me, në shumë Uoje, lloj-lloj. *Përdoren gjithnduersh.*
2. *përd. mb.* Gjithfarësh. *Plaçka gjithnduersh. Pe-më gjithnduersh.*

GJITHNDCERSHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* GJITHFARËSH. *Arsye të gjithnduershme. Ngaterresa të gjithnduershme.*
GJITHNJË *ndajf.* 1. Gjatë gjithë kohës, gjithmonë. *Gjithnjë ashtu ka qenë. Mbetet gjithnjë i ri. Gjithnjë në zhvillim (në rritje).*
2. Çdo here, në çdo rast, në çdo kohë, kurdoherë, gjithmonë. *Pyet gjithnjë për të. Ka dale gjithnjë i pari. E men gjithnjë me vete. Si gjithnjë* si çdo here tjetër. *Pothuaj gjithnjë* shumë shpesh.
3. Ende, sot e gjithë ditën, pa ndërprerje. *Gjithnjë aty. Gjithnjë ashtu. Gjithnjë njësoj.*
4. *përd. pj.* Përdoret me shkallën krahasore të mbiemrave e të ndajfoljeve për të treguar një tipar që përforcohet me kalimin e kohës ose nga një shkallë në tjetrën. *Gjithnjë e me i bukur. Gjithnjë e me mirë. Gjithnjë e me shumë (me tepër). Gjithnjë e me lart (me poshtë, me thellë, më tej ).*
GJITHQYSH *ndajf.* 1. Gjithsesi; në çdo mënyrë, sido. *Mësohet gjithqysh. Donte të shkonte gjithqysh.*
2. Gjithsej. *Gjithqysh bëheshin pesë veta.*
3. *përd. lidh.* Ashtu si, si. *Punonte gjithqysh i vinte për dore.*
GJITHSAHERË *lidh.* Sa here që, kurdoherë që. *Gjithsaherë shihet e nevojshme. Të përdoret gjithsaherë paraqitet nevoja.*
GJITHSEClLI,~A *pakuf.* 1. Çdo send, qenie a dukuri nga një shumicë, secili. *Gjithsecili send në vendin e vet. Të mendojë gjithsecili. Të përgatitet gjithsecili.*
*1.* Gjithkush, kushdo.
GJITHSEJ *ndajf.* 1. Duke i përfshirë të gjitha si shumë e përbashkët (zakonisht pasi mblidhen a llo-gariten disa shifra); në tërësi. *Pesë veta gjithsej. Njëzet lekë gjithsej. Dhjetë hektarë gjithsej. Gjithsej tridhjetë nxënës. Sa bëri gjithsej?*
2. Tërësisht, plotësisht; krejt. *V zhyt gjithsej. Është përlyer gjithsej. E harrova gjithsej.*
3. *përd. pj.* Vetëm, vetëm e vetëm. *E kafjalën gjithsej te puna.*
*it* Me gjithsej më të gjitha çfarë ka, më të tëra, krejt, tërësisht.
GJITHSEJTË (i,e) *mb.* I plotë, i tërë.
GJITHSEKUSH *pakuf.* Çdo njeri, secili nga një grup njerëzish, gjithkush.
GJITHSESI *ndajf.* 1. Sido që të ndodhë, sido që të jetë; me çdo mënyrë, patjetër. *Do të kthehem gjithsesi. Mundohej gjithsesi që ta bindte.*
2. më të gjitha hollësitë, fill e për pe, fund e krye. *la tregova punën gjithsesi.*
3. *përd. fj. ndërm.* Sidoqoftë. *Gjithsesi, duhet ndje-kur. Gjithsesi, na njofto si vajti puna.*
GJITHUNJl *ndajf. vjet.* 1. Të gjithë së bashku, të gjithë njësh, mbarë. *U ngritën gjithunji. E thirri gjithunji fshatin.*
2. Plotësisht, tërësisht, krejt. *U mbështet gjithunji te punëtorët.*
GJITHUNJlSHËM (i), ~ME (e) *mb. vjet.* I për-gjithshëm; i gjithmbarshëm; i përbotshëm.
GJIVISHE,~JA Pluhuri i kallajit që del prej pambukut dhe prej nishadërit të djegur.
GJIVOGËL *mb.* Që i ka gjinjtë të vegjël; *kund.* gjimadhe. *Dele gjivogël.*
GJIZANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Byrek me gjizë; gatesë që bëhet në sini, ku shtrohet mbi disa petë si të byrekut një sasi e madhe gjize e rrahur me qumësht e me vezë, e cila piqet në furrë pa petë për-sipër.
GJIZAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën gjizë; ai që punon bulmetin si ndihmëx i djatharit.
GJIZË,~A . Lloj bulmeti në trajtën e dromcave të buta e pale të ujshme, që përgatitet nga qumështi, kosi, dhalli ose hirra, duke i mpiksur e kulluar pasi zihen. *Gjizë e njomë. Gjizë e kripur. Gjizë kosi. Gjizë nape. Gjizë me pala. Një dorë gjizë. Byrek me gjizë. Fërgesë me gjizë. Zë (bëj) gjizë. Kulloj gjizën.*
•*k* Kulla me gjizë diçka e pamundur dhe pa asnjë mbështetje, kështjella në ajër. M'u prish gjiza *thjesht-ligj., iron,* nuk shqetësohem fare për diçka, nuk bëhem merak, nuk me prishet puna. Lule gjize *bot. shih te* LULE,~JA.
GJIZËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjell.* Tavë me miell misri, me gjizë e me qepë.
GJOBAR,~<I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Ai që cak-tonte a vinte gjobën; ai që vilte gjobën. 2. Bekçi.
GJOBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Detyrim, zakonisht në të holla, që caktohet si dënim për thyerjen e një rregulli, për një dëmtim, për mosplotësimin e kushteve të një marrëveshjeje ose për shkelje jo të rënda të ligjeve. *Gjobë në të holla. Fleta e gjobës. I vuri (i preu) gjobën. I hodhën gjobë. Pagoi (shleu) gjobën.*
GJOBËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* I. Gjobar.
2. Ai që merrte gjobën në bagëti sipas dënimit që kishte caktuar pleqësia (sipas kanunit të Lekë Duka-gjinit).
GJOBIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GJOBOJ, GJOBOHEM.
GJOBlT (GJOBlS) *kal.,* ~A, ~UR. Gjoboj. *Nuk e gjobitën rëndë.*
GJOBlTEM. *Pës. e* GJOBIT.GJOBtTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GJOBIT, GJOBITEM. *Gjo-*
*bitje e rëndë.*
GJOBOHEM. *Pës. e* GJOBOJ.
GJOBOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I vë gjdbë, dënoj mejgjobë.
GJOC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Çerep i Vogël. *Pjek nëgjoc.*
GJOJA *pj. bised.* Përdoret për të vënë në dyshim vërtetësinë e diçkaje ose për të treguar se a jo që bëhet a thuhet është e rreme, e shtirë; kinse. *Thoshte se gjoja ishte penduar. Hiqej gjoja i paanshëm.*
Gjoja se *lidh.* sikur.
GJOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kale me qime të bardhë, kale i bardhë. *Gjok i shpejtë. I hipi gjokut.*
*2. përd. mb.* I bardhë nga thinjat. *Koka gjok e mendja zog. fj. u.*
GJOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pelë ose mushkë me qime të bardhë.
GJOKS, ~l. *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa e përparme e trupit të njeriut ose të kafshëve nga qafa deri te barku, ku ndodhen edhe zemra e mushkëritë, kraha-ror; pjesë e një veshjeje që mbulon këtë anë të trupit. *Me\gjoks të gjerë (të ngushtë). Me gjoks të dale (të ngritur). Muskujt e gjoksit. Dërrasa (gropa) e gjoksit. Gjerësia e gjoksit. Ngre (fryj) gjoksin. Nxjerr gjoksin përpara. Merr frymë me gjithë gjoksin. E shtrëngoi në gjoks. Arntikut dhe erës tregoju gjoksin. fj.u.*
2. *gjell.* Cope mishi nga kjo pjesë e trupit të kafshëve. *Gjoks* i *mbushur. Gjoks qengji.*
3. Gjinjtë, sisët; *bised.* gji. *Me gjoks të hedhur. E ka gjoksin dërrasë. I jep gjoks fëmijës.*

*4. fig.* Kraharori, ku ndodhet zemra si simbol i ndjenjave të njeriut.

• Me gjoks a) duke vënë të gjitha forcat, pa u kursyer; b) duke qëndruar me vendosmëri, në mënyrë të vendosur, vendosmërisht. Gjoks për (m8) gjoks duke u ndeshur shumë afër e drejtpërdrejt; trup me trup. Can me gjoks ecën përpara duke përballuar e kapërcyer me guxim çdo pengesë e vështirësi. I vuri gjoksin (krabët, shpatullat) yuri të gjitha forcat për të përballuar një punë, punoi e u përpoq më të gjitha forcat për t'ia dale mbanë diçkaje. Me gjoks të hapur *shih te* HAPUR (i,e). Me gjoks hapur *shih te* HAPUR. Hap gjoksin *shih te* HAP. I nxori (i tregoi) gjoksin *dikujt* i doli ballë për ballë pa frikë dikujt, hyri në përleshje me dike me guxim e pa u sprapsur. Rreh gjoksin (kraharorin) *shih te* RRAH. E sfityn me gjoks *një punë* ia del në kryemepërpjekje ë me këmbë-ngulje një pune të vështirë. I bie gjoksit me grushte e pranon përpara të tjerëve se është fajtor për diçka; pendohet për një faj a gabim të rëndë që ka bërë. I hWhet (i ho?) gjoksi (zemra) perpjetë *shih te* HIDHEM. E ka gjoksin të gjerë është zemërgjerë, i duron shumë të tjerët. I ka veni shkelmin (këmbëa, duart) në gjoks (në fyt, në grykë) *dikujt shih te* SHKELM,~'I.

GJOKSGJERË *mb.* Që e ka gjoksin të gjerë, me gjoks të gjerë; *kund.* gjoksngushtë. *Djalë gjoksgjerë.*

GJOKSJASHTË *mb.* 1. Që e ka gjoksin të zbuluar, me gjoksin të hapur.

2. *Përd. ndajf.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Doli gjoksjashtë.*

GJOKSMADH,~E *mb.* Qe e ka gjoksin të madh; me gjoks të hedhur.

GJOKSMBROJTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *usht.* Ledh në anën e jashtme të llogores për mbrojtjen e luftëtarëve dhe të armëve. *Gjoksmbrojtësja e llogores.*

GJOKSNGUSHTË *mb.* Që e ka gjoksin të ngushtë, me gjoks të ngushtë; *kund.* gjoksgjerë.

GJOKSORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Parz-more.

2. Rrip i gjerë që kalon në gjoksin e kalit. *Gjok-sorja e kalit. Gjoksore me thekë.*

3. Veshje e brendshme e grave si jelek, që shërben për të mbajtur gjinjtë; jelek.

4. *usht.* Lloj gjerdani me xhepa që e lidh ushtari gjatë gjoksit për të mbajtur krehrat e flshekëve.

GJOKSSHKËMB *mb. poet.* Që është shumë i forte e i patundur. *Trim gjoksshkëmb.*

GJOKSZBULUAR *mb.* 1. Që e ka gjoksin të zbuluar, me gjoks të hapur. 2. *Perd. ndajf.* sipas kuptimit të mbiemrit.

GJOKSHAR,~I m. *sh.* ~E, ~ËT. Fanellë e leshtë burrash që vishet në mish.

GJOTJ,~I m. *sh.* ~E, ~ET *bised.* I. Liqen; kënetë. *Gjol i madh (i vogël). Gjoli i Pogradecit.*

2. Baltë e madhe, llucë e hollë. *Mbeti në gjol. U be vendi gjol.*

Iu be gjol e përrua i dolën përpara gjithfarë pen-gesash, nuk i shkuan mirë punët, nuk i shkoi mbarë. Është si gjoli (si deti) me ojë *dikush shih tek* UJË,~I.

GJOLfSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Vend me ujë; gjol i vogël, kënetë e vogël.

GJOLL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pjesë e ndarë dhe pak e ngritur në një are për të mbjellë diçka me vete; lehe. *Gjolli i duhanit. Gjotli i qepëve.*

GJOLLE-GJOLLE *ndajf.* Jo në të gjithë sipërfaqen njësoj, një njollë e madhe këtu — një atje; vende-vende. *Ka mbirë misri gjolle-gjolle. Kish mbetur dëbora gjolle-gjolle.*

GJOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrasë ku vihet kripa për ta ngrënë bagëtia; vend i thatë e gurishtë, ku shpien zakonisht bagëtinë për t'i dhënë kripë. *Lëpin delja gjollën. Çoj dhente në gjollë.*

• Si dhia në gjollë nuk shkëputet nga diçka që i pëlqen, ngulet diku me kënaqësi e nuk largohet.

GJOLLlTET *vetv.,* ~ (u), ~UR. I bie leshi ose i bien qimet vende-vende, i bëhet lëkura pulla-pulla, diku me qime diku pa qime, rripet Vende-vende. *Gjo-llitet dhelpra.*

GJON,-I *m. zool.* Shpend grabitqar me pendë të murrme, pak me i vogël se kukuvajka, që këndon natën në verë, qokth. *Zëri i gjonit. Këndon gjoni.*

GJONTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Morri i pe-mëve. *Gjethe me gjontha.*

GJORË (i, e) *mb.* 1. Që është në një gjendje të ke-qe, e cila të ngjall keqardhje, që është për të ardhur keq; i mjerë, i shkretë, i ngratë. *Një plakë e gjorë. Igjoridjalë.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *U lodhën të gjorët gjithë ditën.*GJORQINAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.*

1. Fsha-tar i varfër pa tokë dhe pa vegla pune.

2. Sembër, përzitës.

3. *fig.* Njeri pa familje e pa katandi, qyq.

GJU,~RI *m. sh.* ~NJË, ~NJËT. 1. Kyçi i këmbës ku lidhet kofsha me kërcirin, vendi ku thyhet në mes këmba e njeriut dhe e kafshëve të mëdha; pjesa e pantallonave, që vjen përpara këtij kyçi. *Gjuri i majtë (i djathtë). Gjunjët e pantallonave. Kupa (kaçka) e gjurit. Theu (nxori) gjurin. Përkulet mbi gjunjë. Rri (bie) në gjunjë. V dolën gjunjët pantallonave. I dridhen gjunjët. I vjen uji deri në gjunjë.*

2. *vet. sh.* Kjo pjesë e trupit, si vendi ku është fuqia që ka njeriu për t'u mbajtur në këmbë e për të ecur. *Nuk i bëjnë (nuk i punojnë) gjunjët. E kanë lënë gjunjët. lu prenë (iu këputën, iu lidhën, i ranë) gjunjët. Me gjunjë të prerë. Nuk ka gjunjë.*

*3. bised.* Pjesë e kthyer e diçkaje si bërryl, berry I. *Gjuri i sobës. Gjuri i lumit.*

*k* Në (me) gjunjë i nënshtruar, i gjunjëzuar, i për-ulur. Gju me (per) gju a) shumë pranë, afër, shtruar shesh pranë e pranë; b) në lidhje e marrëdhënie të ngushta. Ra në gjunjë u gjunjëzua; u thye, u mund. I ra në (me) gjunjë (ndër këmbë) *dikujt* a) u nën-shtrua, iu përul tërësisht; b) iu lut me përulje. I dridhen Kjunjët (leqet e këmbëve) a) është shumë i lodhur e i këputur, s'ka fuqi fare, nuk qëndron dot në këmbë; b) ka shumë frikë, trembet shumë. I puth gjunjët (këmbë e dorë, këmbët, pëqirin, dorën) *dikujt keq. shih te* PUTH. la shtroi (e bëri dasmen) deri në gju bëri gosti (dasmë) të madhe, ia shtroi me gjithë të mirat. I jane trashur gjunjët *shih tek* TRASHEM. Me thyhen gjunjët *shih te* THYHEM. E vuri (e uli) në gjunjë *dike* e nënshtroi, e gjunjëzoi. E pritëo me muhabet deri në gju *dike* e pritën shumë mirë, më të ngrëna e të pira. Shkoi (u be) gjaku gjer në gju u be gjakderdhje e madhe. I shkoi (gjithë) nata në gjunjë e kaloi gjithë natën pa gjumë, ngritur. I ka vënë gjunjët (shkelmin) në bark *dikujt shih te* SHKELM,~I. Ka një gju uji *n ë një lumë etj.* nuk është shumë thellë, nuk ka shumë ujë, të vjen uji vetëm deri te gjuri. MË mire te pritet koka (kryet) se te thyhen gjunjët *fj. u.* me mirë të vdesësh me nder e ballëlart sesa të rrosh i përulur e i nënshtruar.

GJUAJ *kal.,* ~TA, ~TUR. 1. Kërkoj ose ndjek gjahun për ta vrarë a për ta kapur; dal për gjah. *Gjuan egërsira*

*(rosa, lepuj). Gjuaj peshk* peshkoj. *Gjuan me zagarë. Gjuan me rrjetë. Del për të gjuajtur.*
*1. vet. veta* .Ndjek kafshë të tjera për t'i ngrënë (për disa kafshë mishngrënëse e grabitqare). *Macja gjuan minj.*
3. *fig.* Pres ose ndjek dike a diçka për ta gjetur a për ta kapur në befasi; gjurmoj; përgjoj. *E gjuante prej ditësh. Gjuan rastin* pret rastin.
4. Qëlloj; godit, i bie. *Gjuan me gur (me shkop). Gjuan me pëllëmbë (me dorë, me këmbë). Gjuan me shigjetë. Gjuan me pushkë (me top). E gjuajti rrufeja. E gjuajti në kokë.*
5. *fig.* Thumboj, ther, godas. *E gjuante me fjalë. E gjuajti disa here në mbledhje.*
*6. edhe jokal. sport.* Godas ose hedh me force topin në një drejtim të caktuar; i bie, e hedh (për topin). *Gjuaj topin. Gjuajti në portë (në rrjetë, në shtyllë). Gjuajti në kosh (jashtë).*
7. *krahin.* Flak tutje, hedh. *Gjuaj gurin.*
8. *krahin.* Dëboj, përz4. *gjuajti të gjithë nga shtë-pia.*
GJCAJTËS,~'I m *sh.* -j, ~IT. l. Gjuetar (za-konisht në det). *Gjuajtesit e balenave.*
2. *av.* Aeroplan luftarak i lehtë e i shpejtë, që ndjek aeroplanët kundërshtarë për t'i rrëzuar, aeroplan gjuajtës; *bised.* piloti i Jijë aeroplani të tillë. *Gjuajtës ivogël (i madh, i shpejtë). Gjuajtës reaktiv.*
*3. usht.* Ushtar i përgatitur posaçërisht për të qitur me armë zjarri (në disa ushtri).
4. *sport.* Lojtar që gjuan mirë topin; lojtar i përgatitur në futboll ose në volejboll, që ka për detyrë kryesore të gjuajë në portën ose në fushën e kundër-shtarit. *Gjuajtës i përpiktë. Gjuajtës kryesor.*
5. *tekst.* Ai që kap fillin e këputur dhe e lidh atë menjëherë.
6. av. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Aeroplan gjuajtës.*
GJUAJTËS-BOMBARDGES,~I m. *sh.* ~, ~IT
av. t. Aeroplan që shërben për të ndjekur e rrëzuar aeroplanët kundërshtarë në luftimet ajrore dhe për të bombard uar. *Gjuajtës-bombardues i fuqishëm (i ri). 2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Aeroplan gjuajtës-bombardues. Aviacioni gjuajtës-bombardues.*
GJUAJTJE,~'A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GJUAJ, GJUHEM. *Gjuajtja e kafshëve (e shpendëve, e peshkut). Gjuajtja me gurë (me hark).*
*1. sport.* Goditje ose hedhje e topit me force në një drejtim. *Gjuajtje e lire. Gjuajtje e forte. Gjuajtje dë-nimi. Gjuajtje mbi bllok.*
GJUETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me gjueti, ai që del për gjah, gjahtar. *Gjuetarët e peshkut. Klubi i gjuetarëve. Shoqëria e gjuetarëve.*
GJUETAR,~E *mb.* Që është shumë i aftë për të ndjekur e kapur gjahun, që gjuan mirë (për kafshët). *Qen gjuetar. Mace gjuetare.*
GJUETI,~A . Gjetja e ndjekja e kafshëve dhe e shpendëve të egra për t'i vrarë ose për t'i zënë; vrasja ose kapja e tyre; zënia e peshkut; gjah. *Gjuetia e kafshëve (e shpendëve) të egra. Gjuetia e sorkadhes (e lepurit, e fazanit...). Gjuetia e peshkut* peshkimi. *Qen gjuetie. Armë (mjete, cantë) gjuetie. Veshje (çizme) gjuetie. Artikuj gjuetie. Vend gjuetie. Leje gjuetie. Kalendari i gjuetisë. Ndalohet (lejohet) gjuetia.*
GJCHCË,-^A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk i vo-gël i ujërave të ëmbla, me mish tëshijshëm, që za-konisht përdoret i tymosur ose i konservuar. *Gjuhca me vaj. Një kuti gjuhca.*
GJUHEM *vetv.* 1. Godasim njëri-tjetrin, goditem, qëllohem me një tjetër. *U gjuajtën me gurë (me armë).*
2. *Pës. e* GJUAJ.
• Gjuhen me fjalë *shih te* FJALË,~A.
GJpHË,~A i . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Organ i mishtë e i lëvizshëm në gojën e njeriut, të kafshëve kërbishtore e të shpendëve, që shërben për të shijuar dhe ndihmon për përtypjen e gëlltitjen e ushqimit, ndërsa te njeriu shërben edhe si organ i të folurit. *Gjuhë e gjatë (e shkurtër). Maja (shpina) e gjuhës. Lëpin me gjuhë. Nxori gjuhën. Zuri (kafshoi) padashur gjuhën. Dogji gjuhën. lu trash gjuha* iu ënjt gjuha nga të pirët ose nga një sëmundje.2. Ky organ i disa kafshëve, që përdoret si ushqim. *Gjuhë lope (viçi) e zier. Gjuhë e pjekur.*
3. *fig.* Ky organ i vështruar si shprehës e kumtues i mendimeve e i ndjenjave të njeriut, si përfaqësues i aftësisë së tij për të folur dhe vënia në jetë e kësaj aftësie; të folurit, goja; *vet. sh.* ata që thonë a përha-pin diçka (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Gjuhët (gojët) e këqija (e liga). keq. Mbaje (mblidhe, rrudhe, bëje zap) gjuhën!* përmbahu nëtë folur!, mos fol mbarë e prapë!, mbaje gojën! *E ka gjuhën bilbil* është i shkathët dhe i zoti për të folur, flet qartë e bukur. *E ka gjuhën brisk shih te* BRISK,~KU. *E ka gjuhën shpatë. E ka gjuhën një pëllëmbë. E ka gjuhën një pash. E ka gjuhën lëpjetë. E ka gjuhën të gjatë shih te* GJATË (i,ë). *Ë ka zgjatur (e ka rritur) gjuhën (e ka bërë gjuhën të gjatë). keq. shih te* ZGJAT. *E zgjati gjuhën si lëpjetë (si lepushe). keq. shih te* ZGJAT. *Mbaje (shtrën-goje) gjuhën pas (prapa) dhëmbëve (ndër dhëmbë, në mes të dhëmbëve)!* mos fol me!, kyçe gojën!; fol aq sa duhet!, vëri fre gjuhës! *vë fre gjuhës shih te* FRE, ~RI. *la shtrëngoi frerin gjuhës. la lëshoi frerin gjuhës. Nuk i rri gjuha (rehat)* nuk pushon së foluri. *T'u thaftë gjuha! mallk.* mos folsh dot me! (kur dikush tho-të diçka të keqe, ogurzezë).
4. Diçka e zgjatur, e ngjashme nga trajta me këtë organ të njerëzve ose të kafshëve. *Gjuhët e flakes. Gjuha e qiriut (e kandilit). Gjuhë dëbore.*
5. *gjeogr.* Rrip i gjatë e i ngushtë toke që zgjatet nga bregu në ujë. *Gjuhë dheu (toke).*
*6. shih* GJUHËZ,^>A ₜ. *Gjuha e kambanës (e këmborës).*
• Me ra gjuha (goja) u lodha së foluri a së përsë-rituri diçka. I doli gjuha (një pëllëmbë, një pash) a) u lodh shumë nga një punë e rëndë, nga një rrugë e gjatë etj.; b) u lodh së foluri, plasi së foluri. E dredh gjuhën *shih te* DREDH. I dridhet (i ngatërrohet) gjuha *shih te* DRIDHEVt. I ha gjuha nuk i rrihet pa folur. I hëngri gjuha foli padashur për diçka, për të cilën nuk duhej të shprehej. Është i gjuhës di të flasë mirë e bukur, është i gojës. Nuk është pa gjuhë *keq.* nuk është fare i urtë e i pafjalë siç duket, herë-herë kun-dërshton e flet pa vend; flet pale si shumë. I jep gjuhës flet shumë; flet mbarë e prapë, Hap shumë. Kafshoi {zuri, hëngri) gjuhën a) heshti, e mbajti gojën; b) u pendua për atë që tha; c) *përçm.* vdiq. Ka gjuhë *keq.* është llafazan, flet shumë e pa vend; merr të tjerët nëpër gojë. S'ka gjuhë a) nuk di t'i shprehë bukur e qartë mendimet, nuk është i fjalës, nuk është i gojës; b) është njeri pa fjalë, është fjalëpakë, s'ka gojë. S'ka gjuhë fare është shumë i urtë, i bindur e i pafjalë, nuk flet kot, s'ka fjalë. Na u lag edhe gjuha *shih te* LAGEM. E Iakon gjuhën *shih te* LAKOJ. E ka lëshuar

gjuhën (gojën, llapën) *shih te* LËSHOJ. Lëvrin gjubën *mospërf. shih te* L,ËVRIJ. la lidhi gjuhën *dikujt shih te* LIDH. lu lidh (iu pre) gjuha (goja, fjala) *shih te* LIDHEM. Iu mbërthye gjuha (goja) *shih te* MBËR-THEHEM. Iu mpi gjuha u hutua fare sa s'mundi të fjiste, iu pre fjala në gojë. I nxori gjuhën *dikujt* e pErqeshi, e talli dike. la nxori gjuhën (një pëllëmbë, një pash) e lodhi shumë, e rraskapiti. Me shkau (me rrëshqili) gjuha (goja) u gabova që fola, thashë padashur diçka që nuk duhej ta nxirrja. Shkurtoje (preje) gjuhën! *shih te* SHKURTOJ. Mos e tërhi(j prej gjuhe! mos e detyro të flasë e të thotë atë që s'dëshiron a që s'duhet thënë! I është trashur gjuha *mospërf. shih tek* TRASHEM. I zbërthen gjuhën (gojën, dhëmbët) *dikujt shih te* ZBËRTHEJ. E zgjidhi gjuhën (gojën) *shih te* ZGJIDH. la zgjidh gjuhën
(gojën) *dikujt shih te* ZGJIDH. Iu zgjidh gjuha (goja) *dikujt shih te* ZGJIDHEM n. Iu zu (iu tha) gjuha *shih te* ZIHEM. U be si gjuha në gojë u lag i tëri, u be qull. I ka rënë gjuha e këmborës a) nuk i dëgjohet me zëri, nuk ndihet me; b) nuk e dëgjon me askush, nuk ia vë veshin me asnjeri. I bredhërin gjuha para mendjes flet pa u menduar mirë, rrëmbehet në të folur, i ecën gjuha para mendjes. Fshihet pas gjuhës së vet nuk e tregon veten kur flet, nuk e zbulon budallallëkun e vet ose fsheh qëllimet e veta. Gjuha është prej tulir. *u.* gjuha mund të thotë çdo gjë, gjuhën mund ta sjellësh e ta vërtitësh si të duash e të thuash ç'të duash, prandaj duhet të kesh kujdes kur flet. Gjuha pret hekurin (can gurin, can shkëmbin). *u.* gjuha ka force të madhe. Është si gjuha (e kam si gjuhën) në gojë është shumë i nevojshëm, është i domosdo-shëm. Është për ta lëpirë me gjuhë *shih te* LËPIJ. I ka dhënë liri gjuhës *keq. shih* IeLIRI,~A. E ka gjuhën (gojën, llapën) të keqe *shih te* KEQ (i), ~E (e). E ka në majë të gjuhës (përgjigjen, fjalën) ta jëp përgjigjen menjëherë, ta kthen përgjigjen në çdo rast, aty për aty. I kërceu gjuha në fyt u tremb shumë. Në majë të gjuhës e kam *diçka* jam gati ta them, po s'e them dot në këtë cast, e kam në gojë (për diçka që e di mirë dhe e kam ndër mend, por nuk me kujtohet aty për aty). Iu ngjit gjuha pas qiellze s'po nxjerr dot asnjë fjalë nga goja, iu pre goja, iu tha pështyma në gojë. Ka nisur t'i dale gjuha (po e nxjerr gjuhën) ka filluar të flasë e të kundërshtojë, ka filluar të kthejë fjalë (për dike që me përpara tregohej i përmbajtur, i urtë e i bindur). Ta nxjerr gjuhën nga qafa *dikush* të detyron të flasësh me pahir; të detyron t'i përgji-gjesh e ta kritikosh (për dike që të qorton rëndë e pa të drejtë, që të fyen, që të thotë ndonjë marrëzi a shpifje ose që sillet shumë keq). I pret gjuha (goja) brisk (gozhdë, hekur) *shih te* PRE3 i. Me vajti (me shkoi, me doli) gjuha prapa *shih te* PRAPA. Me zuri gjuha (goja) lesh *shih te* LESH.~I. Ku dhemb dhëmbi. vete gjuha *shih te* DHEMB. Gjuha gënjeshtare është llomotare *fj. u.* kur dikush përpiqet të fshehë të vër-tetën, zakonisht flet shumë. Gjuha e ka rrënjën në zemër *fj. u. shih te* RRËNJË,~A i. Me mirë të shkasë këmba se gjuha *fj. u.* fjalët që thuhen me rrëmbim e pa u menduar, mund të. sjellin një dëm që nuk ndreqet lehtë. Kur rri (kur fie) koka, lëviz gjuha *fj. u. shih te* KOKË,~A. S'i zë gjuha vend ndër dhëmbë (s'i rri gjuha prapa dhëmbëve) nuk rri dot pa folur; s'pushon së foluri. Gjuha kocka s'ka e kocka thyen *fj. u.* gjuha ka fuqi të madhe, prandaj duhet përdorur me kujdes.
*GJUHË LOPE bot.* Gjuhëlopë.

GJUHË,~A ii *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Sistem i veçantë tingujsh, fjalësh, trajtash e rregullash për formimin e fjalëve e për lidhjen e tyre në fjali, i cili është mjeti themelor e me i rëndësishëm që u shërben njerëzve për të mbrujtur e për të shprehur mendimet dhe për t'u marrë vesh njëri me tjetrin në shoqëri. *Gjuha si dukuri shoqërore. Lindja (prejardhja) e gjuhës. Zhvillimi i gjuhës. Sistemi i gjuhës. Struktura e gjuhës. Mjetet e gjuhës. Funksioni shoqëror i gjuhës.*
2. Një sistem i tillë, që është krijuar e zhvilluar historikisht nga një popull dhe që përbën një nga tiparet themelore të një kombësie a të një kombi. *Gjuha shqipe. Gjuha frënge (greke, angleze). Gjuha amtare. Gjuha letrare kombëtare. Gjuhë e huaj. Gjuhë e gjallë (e vdekur). Gjuhët e lashta. Gjuha e sotme. Gjuhët indoevropiane. Gjuhë të afërta. Familje (grup) gjuhësh. Pastërtia e gjuhës. Fjalori i gjuhës shqipe.Cramatika e një gjuhe. Historia e një gjuhe. Di (flas, zotëroj) një (dy) gjuhë.*
3. Tërësia e fjalëve, e mjeteve gramatikore etj., që përdoren në të folur e në të shkruar sipas kërkesave c veçorive të një norme, të një fushe a të një gjinie; ligjërim, stil. *Gjuhë e shkruar (e folur, bisedore, po-pullore). Gjuhë poet ike. Gjuha e fëmijëve. Gjuhë ga-zete. Gjuhë akademike.*
4. Mënyra karakteristike e shprehjes së dikujt në të folur ose në të shkruar; tërësia e veçorive të për-dorimit të mjeteve gjuhësore nga dikush a në një vepër të caktuar, stil. *Gjuhë e zhdërvjellët (e zgjedhur, e qartë). Gjuhë e rëndë (e trashë). Gjuhë e thatë (e errët). Gjuha e shkrimtarit. Gjuha e romanit (e dramës, e veprës).*
5. edhe *fig.* Tërësia e mjeteve për të kumtuar ide, mendime ose ndjenja duke përdorur shenja të cak-tuara, tinguj, lëvizje ose mjete të tjera shprehëse, që marrin një kuptim konvencional. *Gjuha e gjesteve (e gishtave). Gjuha e pikturës (e muzikës). Gjuha e shkencës (e aritmetikës). Gjuha e formulave. Me gju-hën e shifrave.*
*6.* Tërësia e tingujve ose e lëvizjeve që përdorin disa kafshë dhe shpendë për komunikimin e thjeshtë instinktiv ndërmjet tyre. *Gjuha e kafshëve. Gjuha e shpendëve (e zogjve). Gjuha e bletëve.*
*1. bised.* E folme, dialekt; të folurit. *E ka thyer gjuhën* nuk flet me në të folmen e fshatit a të krahinës së vet.
8. *bised.* Gjuha shqipe si lëndë mësimore në shko-llën tetëvjeçare e të mesme; teksti i kësaj lënde. *Më-suesi i gjuhës. Libri i gjuhës. Ushtrimet e gjuhës. Mori dhjetë në gjuhë.*
•*k* Në gjuhën e... *libr.* nga pikëpamja e..., si-pas..., duke e shprehur sipas mënyrës së... Në (me) gjuhën e Eiopit duke i shprehur mendimet në mënyrë të tërthortë e të figurshme. la di gjuhën *dikujt* e njoh mirë, e di mirë ç'mendon, ç'qëllime ka etj. E ktheu gjuhën *shih te* KTHEJ. Flasin gjuhë të ndrysh-me *shih te* FLAS. Gjejnë gjuhë të përbashkët arrijnë të merren vesh njëri me tjetrin, pajtohen në men-dime e në veprime.
GJUHËBILBIL *mb. poet.* Që ffet shumë bukur, që i rrjedh goja, gojëbilbil.
GJUHËBRISK *mb.* Që është i shkathët e i mprehtë në të folur, që ta jep përgjigjen menjëherë, që është brisk nga goja.
GJUHËDELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore e livadheve, me gjethe të gjata si të dejëzës e me lule ngjyrë trëndafili të çelët.

GJUHËGJARPËR *mb.* Që thotë fjalë të hidhura ose që sulmon të tjerët me fjalë therëse; gjuhëhelm.
GJUHËGJATË *mb.* Që net shumë, që nuk pushon së foluri për çdo gjë, llafazan; *kuncl.* gjuhëshkurtër.
GJUHËHELM *mb.* Që përhap a thotë fjalë të kë-qija e therëse për të tjerët, që nuk di të thotë një fjalë të mirë për të tjerët.
GJUHËLASHTË *mb.* Gojëlashtë, gojëndyrë.
GJUHËLËSHUAR *mb.* Që nuk matet kur net, që i lëshon fjalët pa i peshuar, gojëlëshuar; *kund.* gjuhëmbajtur.
GJUHËLIDHUR *mb.* 1. Që nuk flet fare, që za-konisht hesht, gojëkyçur, gojëmbyllur.
2. *përd. ndajf.* Pa folur, gojëmbyllur. *Rrinte gjuhë-lidhur.*
GJUHËLOPATË *mb. përçm.* Që flet shumë, që është llafazan i madh.
GJUHËLOPË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore dyvjeçare me kërcell të drejtë, me gjethe pushatake të ashpra, të zgjatura në trajtë heshte dhe me lule ngjyrëmanushaqe, të grumbulluara në vile, që rritet zakonisht në fusha e buzë rrugëve.
GJUHËMBAJTUR *mb.* 1. Që i mbahet goja, që mezi fiet, i belbët.
2. Që i mat fjalët, që është i përmbajtur në të folur, që nuk i lëshon fjalët kot; që nuk flet mbarë e prapë ç'i vjen për goje; *kund.* gjuhëlëshuar.
GJUHËMPREHTË *mb.* Që është i shkathët e i mprehtë në të folur, gjuhëbrisk.
GJUHËNEPËRKË *mb.* Që i sulmon të tjerët me fjalë therëse e gjithë helm (zakonisht për grate).
GJUHËNUSE,~'JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* 1. Bimë barishtore njëvjeçare me trup të vogël e me gjethe të holla e të imëta, lulet e së cilës kanë te bishti një zgja-tim si gjuhë dhe janë të helmëta.
2. Ferrënuse.
GJUHËPRERË *mb.* 1. Që e ka gjuhën të prerë, me gjuhë të prerë.
2. *fig.* Qënuk flet fare, që i ka ikur goja; *si mallk.* që iu preftë gjuha, që mos foltë kurrë.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
GJUHËQEN,~I *m. bot.* Bimë barishtore dyvjeçare me kërcell të degëzuar, me gjethe të zgjatura si gjuhë qeni, me lule të kuqërreme në një degëz nga rrëza e gjethes, që mbin nëpër livadhe ose buzë pë-rrenjve.
GJUHËRRËNDUAR *mb. 1.* Që flet keq për të tjerët ose që i mashtron të tjerët me fjalë, gojëkeq.
2. *mallk.* Që iu thaftë gjuha, gjuhëtharë; që vdektë (për dike që flet keq për të tjerët).
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
GJUHËSI,~A . Shkenca që studion gjuhën si dukuri shoqërore, ligjet e rregullsitë e sistemit të saj, përdorimin e saj dhe zhvillimin historik. *Gjuhësia marksiste. Gjuhësia e përgjithshme. Gjuhësia krahasuese (përshkruese, statistikore, matematike, e zbatuar). Gjuhësia shqiptare. Zhvillimi i gjuhësisë. Hyrje në gjuhësi. Instituti i Gjuhësisë dhe i Letersisë.*
GJUHËSISHT *ndajf.* Nga ana gjuhësore, nga pikëpamja gjuhësore. *Shprehet gjuhësisht. Lidhet gju-hësisht.*
GJUHËSOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me gjuhën si dukuri shoqërore, që i përket gjuhës, i gjuhës. *Ush-trime gjuhësore. Trualli gjuhësor. Kultura gjuhësore. Gabim gjuhësor. Ekspeditë gjuhësore. Veshja gjuhësore. Atlas gjuhësor. Shkenca gjuhësore. Studime gjuhësore. Analizë gjuhësore. Stil gjuhësor. Stilistika gjuhësore.*
*2.* Që ka të bëjë me gjuhësinë, që i përket gjuhësisë, i gjuhësisë. *Rrymat (shkollat) gjuhësore. Zhvillimi i rmndimit gjuhësor.*
GJUHËSHKURTËR *mb.* Që flet pak, që nuk është fjalaman; *kund.* gjuhëgjatë.GJUHËSHKURTUAR *mb.* 1. *mallk.* Që iu shkur-toftë gjuha, që mos foltë kurrë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Si e tha ate fjalë, gjuhëshkurtuari!*
GJUHËSHPATË *mb.* Që është i shkathët e i zoti në të folur, që i thotë gjërat prerë e më të madhe. GJUHËSHTHURUR *mb.* Oojështhurur.
GJUHËTAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me studimin e gjuhës, specialist në gjuhësi. *Gjuhëtarët shqiptarë.*
GJUHËTRASHË *mb.* 1. Që mezi i nxjerr fjalët nga gbja.
2. Që flet me trait a krahinore tepër të theksuara ose të shtrembëruara, që nuk ka kulturë në të folur, që flet trashë.
GJUHËTHARË,*nb.X. mallk.* Që iu thaftë goja e mos foltë kurrë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E gënjeu dhe e mori në qafë, gjuhëthari!*
GJUHËTHIKË *mb.* Gjuhëshpatë; gjuhëbrisk.
GJUHËZ,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Shufër e metaltë, zakonisht me një kokë të rrumbullakët, që varet brenda kambanës, këmborës, ziles etj. dhe e godet atë kur e tundin; rrumb. *Gjuhëza e kambanës (e këmborës, e ziles). Iu këpttt gjuhëza.*
*2.* Diçka që ka trajtë të zgjatur e të ngushtë si gjuhë e vogël; pjesë e metaltë, zakonisht e zgjatur dhe e ngushtë në një mekanizëm a mjet. *Gjuhëzat e flakes (e zjarrit). Gjuhëza e këpucës. Gjuhëza e kandarit. Gjuhëza e braves. Gjuhëza e kalemit të shartesës. Gjuhëz pene* majë pene. *Gjuhëz dheu. gjeogr.* gjuhë dheu.
3. *muz.* Pjesë e disa veglave muzikore me fry-m'ë në tiajtën e një flete të hollë e të gjatë, që vihet në pipth për t'i fryrë. *Gjuhëz njëshe (dyshe).*
4. *anat.* Njerith.
5. *bot.* Cipë e vogël që ndodhet në pjesën e si-përme të këllëftt të gjethes dhe që mbështjell kërcellin (zakonisht te gramoret). *Gjuhëz e bardhë.*
*6. zool.* Peshk i ujërave të kripura me trup peta-shuq si gjuhë, më të dy sytë në njërën anë, me ngjyrë të murrme, me mish të shijshëm e pa hala; shojzë deti. *Gjuhëza e detit.*
GJUHËZËNË *mb.* Gjuhëmbajtur.
GJUHOR,~E *mb.* I. *gjuh.* Që shqiptohet me pje-sëmarrjen e gjuhës (për tingujt). *Bashkëtingëllore gjuhore.*
*2. anat.* Që ka të bëjë me gjuhën; i gjuhës.
3. *bot.* Që ka trajtën e gjuhës. *Gjethe gjuhore.*
4. 5i *em.* ~E, ~JA *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Tingull gjuhor.
GJUHUSTËR *mb. shar.* 1. Që flet shumë dhe me thumba, që i merr të gjithë nëpër gojë duke i sulmuar me fjalë therëse (për grate).. *Vajzë (grua) gjuhustër.*
2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GJULLURDl,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* Zhurmë e madhe, potere; rrëmujë e madhe. *Gjullurdi e madhe. U be gjullurdi. Në mes të gjullurdisë.*
GJUMASH,~E *mb.* 1. Që fle shumë, që i pëlqcn të flejë shumë. *Djalë gjumash. Vajzë gjumashe.*
2. I përgjumur. *Me sy gjumashe.*
*3. Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
GJUMË,~I *m.* 1. Gjendje e njeriut që fle, kur pushon trupi, ndërpritet pjesërisht ose plotësisht ve-primtaria e

vetëdijes dhe dobësohen disa procese fiziologjike; nevoja, dëshira ose mundësia për të Cjetur. *Gjumë i lehtë (i rëndë, i thellë, i qetë). Gjumi ipare* gjumi i orëve të para, që zakonisht është i thellë. *Gjumi i nates (i mëngjesit, i drekës). Gjumë qengjash. bised.* gjumë i qetë, i ëmbël. *Gjumë qensh. bised.* gjumë i shqetësuar, copa-copa. *Dhoma e gjumit. Dhomë gjumi. bised. shih te* DHOMË,^A 3. *Sëmundja* e *gjumit. Një natë pa gjumë. Kam gjumë. E zuri (e mori, e kapi) gjumi* f jeti. *E mundi gjumi. Me vjen gjumë. Bie në gjumë. I doli gjumi* u zgjua. *iku gjumi. Iu tremb (iu çakërdis) gjumi. Zgjohem (ngrihem, çohem) nga gjumi. Nuk me zë gjumi. I prish (i heq) gjumin. Me la pa gjumë. Rri pa gjumë. Jam pa gjumë. E la (e gjeti) në gjumë. Vë në gjumë fëmijët. E II gjumin mangët. Vdiq (mbaroi, u fik, u këput) për gjumë. bised.* i vjen shumë për të fjetur; ka nevojë të madhe të flejë. *Flet nëpër gjumë. Është nëpër gjumë* është përgjumësh, gjysmë i fjetur. *Ngopem me gjumë. Iu be (iu shfaq) në gjumë* e pa në ëndërr. £ *ka gjumin si të lepurit. E ka gjumin si të pleshtit. la këput gjumit. thjeshtligj.* fle pa merak. *Gjumin e ëmbël!* urim për atë që shkon të flejë.
2. *fig.* Gjendje plogështie, kur dikush nuk bën punë të gjallë ose e ka fjetur mendjen për gjithçka dhe është i papërgatitur për të papriturat e rreziqet; amulli në një punë a veprimtari; gjumësi. *Bie në gjumë. Vë në gjumë. E gjeti (e zuri, e kapi) në gjumë. E nxori nga gjumi. la prishi gjumin. E tundi (e shkun-di) nga gjumi. I ka kapur (i ka zënë) gjumi.*
3. Ulje e theksuar e veprimtarisë jetësore të disa gjitarëve e të disa kafshëve me gjak të ftohtë, që flenë për një kohë të gjatë në dimër për shkak të të ftohtit ose në verë për shkak të të nxehtit e të thatësirës. *Gjumi i ariut në dimër. Bie në gjumë bretkosa (gjarp-ri, hardhuca).*
*4. fig.* Gjendje e fjetur e natyrës në dimër, kur gjithçka duket sikur ka humbur gjallërinë jetësore. *Gjumi i natyrës. Toka bie në gjumë. Pyjet (drurëtj bien në gjumë.*
*k* SI nëpër gjumë në mënyrë të turbullt, jo qartë. Ben gjumë *shih te* BËJ. Gjumi 1 te drejtit *shih te* DREJ-TË,~I (i). Gjumë gjarpri *shih te* GJARPËR, ~RI. Gjumi i madh (i perjetshem) *euf.* vdekja. Gjumi I vdekjes *shih te* VDEKJE,~A. Paska qeo6 ne gjume! s'paska ditur gjë fare! (thuhet për një njeri që e merr vesh tepër vonë diçka). E ka lënë ne gjume *diçka* nuk kujdeset për ta bërë a për U përfunduar sa me shpejt diçka, nuk e shtyn një punë. E vë në gjume *dike* a) bën që të mërzitet dhe të humbasë interesin e vëmen-djen për të dëgjuar; b) bën që të humbasë vigjilencën e gatishmërinë, e bin që ta flejë mendjen e të jetë i papërgatitur përballë një rreziku etj. Nuk me zë gjumi për *diçka* e kam kujdesin ose mendjen vazhdi-misht te diçka, jam i shqetësuar vazhdimisht për diçka. Beri (mori) një sy gjumë fjeti pak. Fle gjumin e vdekjes (fle gjumin e madb, fle te madh In) *shih te* FLE. Gjumi sjell gjumin nuk arrihet gjë po të rrish pa vepruar e në plogështi. E kalon gjume e brume e kalon jetën pa punu-ar e duke ngrënë mirë. Nuk vuri (nuk shtlu) gjume n6 sy *shih te* VË. E ka zenë gjumi (fle, prehet) mbi dafina *shih te* DAFINË,~A. E zentë gjumi i madb! *mallk.* vdektë! Gjumi është vëllal 1 vdekjes *fj. u.* a) në gjumë mund të ndodhë çdo gjë, se nuk ndien fare; b) kur njeriu fle është njësoj sikur nuk jeton.GJUMËDHËNËS, E *mb.* 1. Që të bën të flesh, që të vë në gjumë, gjumësjellës. *llaç (bar) gjumë-dhënës.*
2. *shift* GJUMËNDJELLËS,~E. *Mjedis gjumëdhënës.*
3. ii *em.* ~, ~I m. *sh.* ~, ~IT. Bar, ilaç që të Vë në gjumë, gjumës. *Pi një gjumëdhënës.*
GJUMËLEHTË *mb.* Që e ka gjumin të tehtë, që zgjohet edhe nga një zhurmë e vogël; *kund.* gjumë-rëndë.
GJUMËLEPUR *mb.* Që e ka gjumin shumë të lehtë, që ndien edhe zhurmën më të vogël kur fle; që fle me merak a me frikë se mos i ndodhë gjë.
GJUMËMADH,~E *mb.* 1. Gjumash. *Djalë gju-mëmadh. Vajzë gjumëmadhe.*
2. *mallk.* Që bëftë gjumin e madh, që vdektë.
3. *Përd. em.* si pas kuptimeve të mbiemrit.
GJUMËNDJELLËS,~E *mb.* Që të ndjell gjumë, që të bën të flesh.
GJUMËRËNDË *mb.* 1. Që e ka gjumin të rëndë, që nuk zgjohet lehtë, që nuk ndien shumë kur fle; *kund.* gjumëlehtE.
2. Gjumash.
GJUMËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Bar që të vë në gjumë, gjumëdhënës, zgjumth.
GJUMËSl,~A . 1. Gjendje e njeriut kur është duke e marrë gjumi, nevoja ose dëshira për të fjetur. *Shenja gjumësie. Gjendje gjumësie. Shkakton gjumësi.*
2. *fig. shih* GJUMË,~I₂- *Gjendje gjumësie. At-mosferë gjumësie.,*
GJUMËSJELLËS,~E *mb.* Që të sjell gjumë, gjumëdhënës.
GJUMËSHUMË *mb.* Gjumash.
GJUMËTlSEM vefv., ~A (u), ~UR. Humbas në gjuiaë; kotem.
GJUMËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fshikëz që lënë mbi gurë disa kandrra; fshikëz e krimbit të mëndafshit.
GJUMËZI,~ZEZË *mb.* 1. *mallk.* Që vdektë, që bëftë gjumin e zi, gjumin e vdekjes; ditëzi.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GJUMTH,~I *m.* 1. Gjumë i shkurtër, një sy gjumë.
2. *sh.* ~E, ~ET. Grumbull fshikëzash të vogla, të ngurtësuara si gyp rreth kërcellit të një bime ba-rishtore, që bëhen nga disa kandrra të vogla kur ngor-dhin dhe që, sipas besëtytnive, u vareshin në qafë fëmijëve për t'u ndjellë gjumë të qetë.
GJUNJAK,~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lloj kallcash prej shajaku që mbulojnë kërcinjtë që nga syri i këmbës e deri te gjuri.
2. Lloj tirqish që mbulojnë edhe gjunjët.
GJUNJAR,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. Gjunjak. *Mbanin gjunjarë.*
GJUNJAS *ndajf.* Duke qëndruar mbi gjunjë, në gjunjë; duke u zvarrisur me gjunjë përtokë. *Qitje gjunjas. Rri gjunjas. Viet (bie) gjunjas. Hiqet gjunjas.*
GJUNJAZI *ndajf.* Gjunjas. *Bie gjunjazi. Rri gju-njazi.*
GJUNJËPRERË *mb.* Që s'ka fuqi për t'u mbajtur me këmbë a për të ecur.
GJUNJËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Rrip i gjerë që mbështillet rreth gjurit për ta mbrojtur nga go-ditjet. *Gjunjëset e portierit. Vë (lidh, heq) gjuitjëset.*
2. *hist.* Pjesë e pajimit të luftëtarëve në kohët e vjetra, që mbronte gjurin nga goditjet me armë të ftohta.
GJUNJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre e ulët me degë të holla me nyje, me gjethe shumë të vogla e me lule të bardheme, që del nëpër shkëmbinj dhe që lidh disa kokrra të kuqe të vogla me shije të athët.

GJUNJËZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GJUNJËZOJ, GJUNJËZO-HEM *Gjunjëzimi i kundërshtarit.*
GJUNJËZOHEM *vetv.* 1. Bie ose ulem në gjunjë para dikujt a diçkaje, përgjunjem. *U gjunjizua para trupil të tij.*
2. *fig.* Përulem para forces së dikujt, e pranoj veten të mposhtur, bie në gjunjë; kërkoj mëshirë; përgjunjem. *Nuk gjunjëzohemi para armikut.*
GJUNJËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. t. Ul në
gjunjë dike, e bëj që të bjerë në gjunjë; pergjunj. 2. *fig.* B përul me force dike, e detyroj të nënshtro-het, e vë poshtë, e pergjunj. *Gjunjëzoj kundërshtarin. Nuk e gjunjëzuan dot popullin. Nuk ka armik të na gjunjëzojë.*
GJUNJËZORE,~T. *vet. sh. bot.* Familje shkurresh të vendeve të ngrohta e të shkretëtirave, në të cilën hyjnë gjunjëza e disa shkurre të tjera.
GJURM^SHKË,~A . *zakon. sh.* ~A, ~AT. Çorape të trasha pa qafë, që vishen sipër çorapeve të holla dhe që mbahen nëpër shtëpi në vend të heq-lave; shputa. *Një pale gjurmashka. Mban gjurmashka.*
GJURMË,~A . *sh,* ~Ë, ~ËT. 1. Shenjë që lë shputa e këmbës së njeriut ose putra e kafshëve mbi tokë ose mbi një sipërfaqe. *Gjurmë të reja (të vjetra). Gjurmë në dëborë. Gjwma e këmbës. Gjurmë kali (le-puri, ujku, ariu). Lë (mbeten) gjurmë. Prish gjurmët. Ndjek gjurmët. Eci (shkoj) pas gjurmëve. Bie në gjur-mët e një kafshe. Humbas (ngatërroj) gjurmët.*
2. Vijë e thalluar, që lë mbi sipërfaqen e diçkaje një send i cili lëviz a rrëshqet. *Gjurmët e rrotave (e qerres). Gjurmët e skive. Gjurmët e lotëve. Gjurma e kërmillit. Lë gjurmë nga pas.*
3. Shenjë, njollë etj., që ngel mbi sipërfaqen e diçkaje nga prskja e një lënde ose nga shtypja e një sendi; diçka që ka mbetur në sipërfaqe prej një lënde. *Gjurmët e gishtave. Gjurmët e goditjeve. Gjurmët e lagështirës. Gjurmë gjaku.*
4. *zakon. sh.* Shenja të veçanta karakteristike, të cilat dëshmojnë se diçka që kërkohet ndodhet aty; sasi ë vogël e një lënde që gjendet në diçka tjetër. *Gjurmët e mineralit. Gjurmët e ujit. Gjurmët e helmit.*
5. *zakon. sh.* Pasojat e një veprimi, e një dukurie, e një pune etj. *Gjurmët e tërmetit (e zjarrit, e luftës). Gjurmët e sëmundjes. Gjurmët e lodhjes. Ai ka lënë gjurmë në këtëfushë.*
*6. zakon. sh.* Gërmadhat,'rrënojat a dëshmi të tjera që kanë mbetur nga diçka që ka qenë në të kaluarën. *Gjurmët e qytetit. Gjurmët e lashtësisë. Gjurmët e qytetërimit.*7: *zakon. sh. fig.* Përshtypje, mbresa. *Gjurmë të the-lla në ndërgjegje. Gjurmë në kujtesë. Lë gjurmë.*
8. *zakon. sh. fig.* Rruga ose shembulli që duhet ndje-kur. *Në gjurmët e partizanëve. Në gjurmët e rilindësve. Ndjek gjurmët e tyre. Shkon në gjurmët e tij. Shkel në gjurmët e dikujt* ndjek shembullin e dikujt, veproj sipas shembullit të tij, eci në rrugën që ka çelur dikush.
*9;* Shputa e çorapit; pjesa e çorapit pa qafën.
10. *krahin. kryes. sh.* Gjurmashka. *Një pale gjurmë.*
11. *vjet.* Masë gjatësie sa shputa c këmbës, këmbë. *E hedh tetëdhjetë gjurmë. Është dhjetë gjurmë.*
•-; Gjurmë për gjurmë pa iu ndarë, këmba-këmbës, hap pas hapi. Bie në gjurmë *t ë dikujt a të diç-kaje* mësoj se ku ndodhet, e diktoj, i bie në erë. I humbi (i mbuloi, i fshehu) gjurmët i fshehu, i mbuloi të gjitha shenjat, që mund të zbulonin një veprim jo të mirë që ka kryer. la humbi gjurmët *diçkaje* e fshehu a e zhduku diçka që të mos e gjejnë a zbulojnë. Hurabas gjurmën nuk jam në gjendje ta ndjek më tej diçka, humbas fillin. I marr gjurmën *dikujt a diçkaje* mësoj se ku ndodhet, diktoj. E marr në gjurmë *d i k ë* e ndjek sipas gjurmëve, e gjurmoj; e ndjek pas. E ndjek (e marr) gjurmën mbrapsht e nis keq një punë a diçka tjetër. U zhduk (humbi) pa lënë gjurmë a) nuk dihet fare se ku gjendet, nuk dihet se ç'është bërë; b) u zhduk pa natn e nishan. Mbledh këmbët për të fshehur gjurmët *shih te* KËMBË,~A. Unë them “ja ujku!”, ti kërkon gjurmët (kur ke ujkun, mos i kërko gjurmët!) ;. *u. shih tek* UJK,~U.
*GJURMË MUSHKE bot.* Gjurmëmushkë.
GJURMËLËNËS,~E *mb. usht.* 1. Që lë gjurmë të ndritshme gjatë vijës së fluturimit. *Fishek (plumb) gjurmëlënës. Predhë gjurmëlënëse.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
GJURMËMUSHKË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me këicell të rrëgjuar “ me gjethe që i ngjajnë gjurmës së mushkës, që rritet në vende me lagështirë dhe përdoret si bimë mjekësore.
GJURMlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GJURMOJ, GJURMOHEM. *Gjurmimi i kafshëve të egra. Gjurmimi i dokumenteve histdrike. Gjurmimi i fjalëve të rralla. Organet e gjur-mimit. drejt.*
*2. kryes. sh.* Kërkime në një fushë të shkencës. *Gjurmime atbanologjike. Gjurmime në fushën e fizikës.*
GJURMOHEM. *Pës. e* GJURMOJ.
GJURMOJJta., "^OVA, ~UAR. 1. Shkoj pas gjurmëve të dikujt a të diçkaje; ndjek a kërkoj dike a diçka për ta zënë ose për ta asgjësuar. *Gjurmon derrin e egër. E gjurmoi deri në strofkë. Gjurmonin një keq-bërës.*
2. I shkoj pas fshehurazi dikujt për ta përgjuar, përgjoj.
3. *fig.* Bëj kërkime për të gjetur a për të zbuluar diçka, kërkoj; ndjek një çështje, një punë etj. për ta zgjidhur; hetoj. *Gjurmon për jetën e një shkrimtari. Gjurmon një punë (një çështje). Gjurmon prejardhjen e njëlfjale.*
4. *jokal.* Eci, endem. *Gjurmon rrugëve.*
*k* Gjurmon (kërkon, lyp) qimen në vezë *shih te* QIME,~JA.
GJURMLES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që shkon pas gjurmëve të dikujt a të diçkaje, për ta zënë ose për ta asgjësuar; *usht.* ushtar zbulues i përgatitur, që i njeh mirë gjurmët dhe ndjek pas tyre armiqtë. *Gjur-muesit e kufirit. Togë gjurmuesish.*
2. Ai që bën kërkime për diçka në një fushë të dijes, kërkues; ai që përpiqet të zbulojë diçka sipas disa shenjave. *Gjurmues i folkhrit. Gjurmues i fjalës së rrallë. Gjurmues i mineraleve të dobishme.*
3. *fiz.* Atom gjurmues.
GJURMUES,~E *mb.* 1. *usht.* Që ka për detyrë të ndjekë e të zbulojë armikun sipas gjurmëve; ndjekës. *Togë gjurmuese.*
*2. fig.* Që kërkon të hetojë a të zbulojë diçka, që ndjek me kureshtje e me vëmendje. *Shikim gjurmues. Sy gjurmues.*
3. Që ka të bëjë me kërkime në një fushë të caktuar të dijes; kërkimor. *Punë gjurmuese.*
4. *fiz.* Që përdoret për të ndjekur rrugën e lëvizjes së lëndëve e të elementeve në një organizëm, në një proces etj. *Atome gjurmuese.*
*5. usht. shih* GJURMËLËNËS, ~E. *Predhë gjurmuese.*

GJYBEKË,~T. *vet. sh. gjell.* Ëmbëlsirë në trajtën e kuleçve të vegjël me një vrimë a qukë në mes, që bëhet me miell, me qumësht, me vezë e me gjalpë të tretur dhe përvëlohet me sherbet.
GJYÇ,~I *m. bised.* 1. Diçka e brendshme që na pengon të bëjmë një punë a të flasim, vështirësi, zor; druajtje, turp para dikujt. *Gjyç i rëndë. Flet (qesh) [me] gjyç- I [v]J[e]n gjyç prej tij. E kam gjyç Via them.*
*2.* Lëmsh në grykë, komb. *Iu be një gjyç në grykë.*
GJYFQEHEM *vetv. krahin.* Lodhem, rraskapitëm; gajasem. *U gjyfqye nga rruga.*
GJYFQEJ *jokal.,* ~EVA, ~YER. Gjyfqehem. *Gjyfqeu së punuari.*
GJYKATË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *drejt.* Organ shtetëror për dhënien e drejtësisë, që shqyrton e zgjidh çështjet gjyqësore penaiee civile; ndërtesa ku ndodhet ky organ. *Gjykatë popullore* organ bazë i drejtësisë po-pullore, që zgjidhet drejtpërdrejt nga populli. *Gjykata e Lartë* organi me i lartë i drejtësisë. *Gjykatë ushta-rake. vjet. Gjykatë e shkallës së parë (së dytë). Gjykata e rrethit. Vendimi i gjykatës.*
*2. përmb. drejt.* Gjyqtarët dhe ndihmësgjyqtarët që shqyrtojnë një çështje gjyqësore; trupi gjykues.
3. *bised., vjet.* Fatkeqësi, e keqe. *E zuri gjykata.* G j y k a t a e diktimit *drejt., vjet.* gjyqi i
diktimit; zyra e gjyqit të diktimit.
GJYKATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *drejt.* Nëpunës i caktuar në një organ gjyqësor për shqyrtimin e zgjidhjen e çështjeve të ndryshme penale e civile sipas ligjeve të klasës në fuqi (në vendet e tjera; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Gjykatësi i paqit (pajtu-es). Detyra e gjykatësit. Vendimi i gjykatësit.*
*2. fig.* Ai që jep një mendim a një vlerësim për-fundimtar për një çështje ose për dike. *Gjykatës i drejtë. Populli është gjykatësi me i mirë.*
GJYKATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Ndërtesa e gjykatës; gjykatë.
GJYKIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipaskuptimeve tS foljcve GJYKOJ, GJYKOHEM. *Gjykimi i një çështjeje. Gjykimi i ndeshjes. Gjykimi në dy shkalle.. Pezullimi i gjykimit.*
2. Mendim që formojmë për dike a për diçka dhe që e shprehim si vlerësim përfundimtar. *Gjykim i thellë (i drejtë, i cekët, i nxituar, i gabuar). I matur në gjykime. Shpreh (jap) një gjykim.*
3. *fig.* Mendimi ose vlerësimi përfundimtar që jepet për një çështje ose për dike pas një shqyrtimi e sho-shitjeje. *Gjykimi i popullit (i masave). Gjykimi i his-torisë. la shtruan për gjykim masës (kolektivit).*
4. Aftësia për të gjykuar, për të menduar drejt; pjekuria mendore, fuqia e arsyes. *Burrë me gjykim. Humbi gjykimin. E ka lënë gjykimi.*
5. *logj.* Forme e të menduarit, me anën e së cilës pohohet ose mohohet diçka për sendet e dukuritë dhe për tiparet e tyre. *Gjykim i rremë. Gjykime të kundërta. Gjykimi dhe fjalia. Pjesët (gjymtyrët) e një gjykimi.*
Me gjykim (me gjak) të ftohtë *shih te* FTOHTË (l,e). E ka gjykimin (mendjen) brisk *shih te* BRISK, ~KU.
GJYKOHEM *vetv.* 1. *bised.* Bie në gjyq me dike, bëj gjyq me dike; *vjet.* marr një plak që të zgjidhë një çështje për të cilën hahem me një tjetër (sipas së drejtës zakonore). *Kane dy muaj që po gjykohen.*
2. *pavet.* Shprehet ose formohet mendimi për diçka, vlerësohet diçka. *Po të gjykohet sipas fjalëve të tij.*
3. *Pës. e* GJYKOJ. *Gjykohet me drejtësi. I mençuri gjykohet vetë.*
GJYKOJ *kal.,* ~OVA, ~tAR. 1. Jap një men-dim a një vlerësim për dike ose për diçka, nxjerr një përfundim që lidhet me diçka; quaj..*Gjykon veprimet (punën, veprën). Gjykon sipas veprave (nga pamja). Gjykon me syrin politik. Gjykon kush ka të drejtë. Si e gjykoni ju këtë?*
2. *jokal.* Përdor arsyen për të dhënë mendimin ose vlerësimin për diçka; arsyetoj, mendoj. *Gjykon drejt (mirë, shtrembër). Gjykon me mend (me vend). Gjykon me paramendim. Gjykon shkurt.*
3. *drejt.* Shqyrtoj si trup gjykues çështje penale e civile dhe jap vendimin për to; jap vendim si gjyqtar për një çështje a për një mosmarrëveshje.
4. *sport.* Ndjek zhvillimin e një rideshjeje për të zbatuar rregullat e caktuara dhe jap dënime për shkeljet. *Gjykoi lojën (ndeshjen).*
GJYKUAR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT *{te) drejt.* Ai që gjykohet për një vepër penale; i pandehur. *Fajësia e të gjykuarit.*
GJYKUAR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të) *drejt. Fem. e* GJYKUAR,~I (i).
GJYKIJES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që jep një gjy. kim a mendim për dike a për diçka, gjykatës.
GJYKCES,~E *mb. drejt.* Që gjykon çështje penale e civile. *Trupi gjykues.*
GJYKUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që gjykon a arsyeton drejt, që vepron sipas kërkesave të arsyes së shëndoshë, i arsyeshëm. *Njeri i gjykueshëm.*
2. *drejt.* Që mund të gjykohet nga organet gjyqë-sore.
GJYLAÇ,~I *m. gjell.* Ëmbëlsirë me petë shumë të
holla, që bëhen me niseshte e më të bardha Vezësh, piqen më parë veç e veç, shtrohen në tepsi me arra ose bajame e me gjalpë dhe përvëlohen me sherbet. *Petë gjylaçi.*
GJYLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Lëmsh i rrumbullakët prej guri a prej metali, që përdorej në topat e vjetër si predhë; *bised.* predhë artilerie. *Gjyle e madhe (e vogël, e rëndë). Gjyle guri. Gjyle topi (mor-taje). Bie (pëlcet) gjylja. Hedh gjyle.*
2. *sport.* Rruzull metali me peshë të caktuar, që përdoret në garat sportive për ta hedhur me shtytje. *Shtytja (hedhja) e gjyles. Hedh gjylen.*
GJYM,~I *m. sh. r^A,* -~'AT. Enë bakri a llamarine, me fund të gjerë e me grykë të ngushtë dhe me një vjegë, që përdoret zakonisht për të mbajtur ose për të valuar ujin. *Gjym i madh (i vogël). Gjym bakri (llamarine). Gjym kafeje. Gjymi i zjarrit. Mbush gjytnin në krua.*
Gjym i shpuar *shih te* SHPUAR (i,e). Shkon (vete) gjym shkon shumë mirë e me gjallëri të madhe (për bisedën, këngën, gostinë etj.). Bie shi me gjyma (me shtamba, me legenë, me kova, me ibrikë) bie shi i madh. Është si gjym i zi *shih te* ZI (i), ZEZË (e). Bie shi me grykë gjymi (pusi, shtambe) bie shi me gjyma.
GJYMËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Një nga pleqtë që vihej për të caktuar vlerën e dëmit (sipas zakoneve të vjetra).
GJYMLEK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT *vjet. I.* Këmishë burrash prej basme. *Gjymlek i bardhë. Jaka e gjym-lekut. Vesh (mbërthej) gjymlekun.*
*2.* Bluzë grash. *Gjymleku i nuses.*

GJYMTË (},e) *mb.* 1. Që ka ndonjë gjymtyrë të cunguar ose me cen; që ka një të metë në trup, e cila e pengon të punojë a të lëvizë. *Njeri i gjymtë. Mbeti i gjymtë.*
2. *fig.* Që i është hequr një pjesë, që ka të meta dhe mangësi, që nuk është i plotë; i mangët, i cunguar. *Mendim i gjymtë. Përfundim i gjymtë.*
3. *gjuh.* Që nuk i ka të gjitha trajtat (për pjesët e ligjëratës); që nuk është e plotë, që i mungon një nga gjymtyët kryesore (për fjalitë). *Folje e gjymtë. Fjali e gjymtë.*
*4. Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. GJYMTI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i gjymtë. 2. *shih* GJYMTIM,~I 2
GJYMTlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve GJYMTOJ, GJYMTOHEM.
*Gjymtim shpirtëror (moral). Gjymtimi i njeriut. Gjymtimi i veprës. Gjymtimi në punë.*
*1.* Cen në gjymtyrët ose e metë trupore, që shkak-tohet nga ndonjë fatkeqësi, sëmundje etj.; cen. *Pësoi gjymtim. I shkaktoi gjymtime.*
GJYMTIS *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Shfaros tërcsisht një familje a fis, shuaj. *Igjymtisi sëmundja. E gjymtisi tërë fshatin.*
GJYMTlSET *vett. krahin.* Shfaroset tërësisht (një familje a fis) nga një sëmundje, nga një fatkeqësi natyrore etj., shuhet.
GJYMTOHEM *vetv. 1.* Mbetem me një cen në gjymtyrë a në trup, pësoj një gjymtim. *U gjymtua rëndë.*2. *Pës. e* GJYMTOJ.
GJYMTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I pres ose i dëmtoj rëndë një gjymtyrë, e bëj të gjymtë, i lë një cen në trup dikujt. *gjymtoi dorën (këmbën). E ka gjymtuar sëmundja.*
*2.* I pres ose i shkëput një pj'esë diçkaje; i prish pamjen e natyrshme a të zakonshme, e shëmtoj; e shkatërroj. *gjymtuan pemët (shtëpitë).*
3. *fig.* I cenoj rëndë vetitë e mira shpirtërore e morale. *E kanë gjymtuar shpirtërisht.*
4. *fig.* I heq një a disa pjesë të rëndësishme një vepre, një teorie, një ideje etj. *gjymtonin veprat përparimtare, kur i botonin. E gjymtoi mendimin (teo-rinë).*
GJYMTUAR (i,e) *mb.* 1. Që i është prerë ose i është dëmtuar rëndë një gjymtyrë, që ka një cen të rëndë në trup; i gjymtë. *Njeri i gjymtuar.*
2. Që i janë prerë ose shkëputur disa pjesë; i dëmtuar, i shkatërruar; që i është prishur pamja e natyrshme. *Pemë të gjymtuara.*
3. *fig.* Që i janë hequr pjesë të rëndësishme, që nuk është i plotë; i cunguar. *Artikull i gjymtuar. Mendim t gjymtuar.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
GJYMTYRË,~A. *kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *anat.* Duart dhe këmbët e njeriut, anësitë; këmbët e kafshëve të mëdha katërkëmbëshe. *Gjymtyrët e sipërme* duart, krahët. *Gjymtyrët e poshtme* këmbët. *Gjymtyrët e përparme (të prapme). Lëviz (shtrij) gjymtyrët. Iu mpinë gjymtyrët.*
2, Secila nga njësitë më të thjeshta të një të tëre, që mund të ndahen veçan dhe që kanë marrëdhënie të caktuara midis tyre. *Gjymtyrët kryesore (e dyta). Gjymtyrët e fjalisë. gjuh. Gjymtyrët e gjykimit. logj. Gjymtyrët e thyesës. mat. Gjymtyrët e barazimit. mat.*
3. *vet. sh. fig.* Pjesë a uegë të- diçksje, që shtriheii *ne* drejtime të ndryshme. *Gjymtyrct e rrugës.*
GJYMTYROR,~E *mb. gjuh.* Që shërben si gjymtyrë në fjali. *Funksioni gjymtyror në fjalinë e varur.*
GJYMYSH,~I *m.* Fill ari ose argjendi, që për-doret për të qëndisur a për të zbukuruar rrobat. *Jelek me gjymysh. Qëndis me gjymysh.*
GJYNAH,~U *m. sh.* ~E, ~ET. *I.fet., vjet.* Shkel-je;e rregullave dhe e kërkesave të dogmës fetare mys-lirnane; mëkat. *Bëri gjynah. Lau (pagoi) gjynahet. Hyri (ra) në gjynah. E vuri (e shtiu) në gjynah.*
2. *bised.* Oabim; faj. *Gjynahet e kësaj pune. Ndreq gjynahet e tjetrit.*
3. *bised.* Dhembshuri; keqardhje. *Ka gjynah. I vjen gjynah.*
*4. bised.* Diçka e keqe, e dëmshme ose që nuk duhet bërë; *përd. kallëzues.* është keq, nuk është mire, nuk bën. *Është gjynah ta prishësh (ta veshësh, ta hedhësh). Gjynah të qahesh* je shumë mirë, nuk duhet të qa-hesh. *hyri në gjynah tjetrit* bëri diçka të keqe kundër një tjetri pa qenë ai aty. *Mos hyr në gjynah!* mos e aku-zo kot dike për një faj a gabim që nuk e ka bërë ose për diçka që nuk je i sigurt!
5. *përd. pasth. bised.* Përdoret për të shprehur keqardhje për dike a diçka; sa keq. *Gjynah, e shkreta! Sa gjynah!*
GJYNAHQAR,—I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *fet., vjet.*
Ai që bënte një gjynah sipas dogmës së fesë mysli-mane; mëkatar.
2. *bised.* Ai që është për të ardhur keq, i shkreti, i gjori.
3. ii *mb.* ~, ~E. Që ka bërë gjynah sipas dogmës myslimane; që lidhet me një gjynah, që është gjynah. *Njeri gjynahqar. Dëshirë gjynahqare.*
GJYQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *drejt.* Shqyrtimi i çështjeve penale e civile dhe zgjidhja e tyre; proces gjyqësor. *Gjyqi i popultit. Gjyqi partizan. Gjyq i mbyllur (me dyer të mbyllura). Gjyq ndërkombëtar. Gjyqi i Malit (i Kanunit). vjet.* shqyrtimi i çështjeve dhe zgjidhja e tyre sipas së drejtës zakonore. *Gjyq para masave* shqyitimi i një çështjeje penale a civile nga organet gjyqësore përpara një grupi njerëzish ose përpara kolektivit të një ndërmarrjeje, të një insti-tucioni etj. *Dita e gjyqit. Salla e gjyqit. E ngriti (e hodhi, e paditi) në gjyq. E çoi në gjyq. Është (ra) në gjyq me dike. I bënë gjyqin. E humbi (e fitoi) gjyqin. U shty gjyqi. Hapi gjyq me dike.*
2. *drejt.* Gjykatë. *Gjyqi popullor. Kryetari i gjyqit. Iu drejtua gjyqit. Doli para gjyqit.*
3. *bised.* Bisedim, kuvend për të zgjidhur një mos-marrëveshje a për të shqyrtuar diçka. *Nisën gjyqin. S'e kemi bërë gjyq.*
*4. vjet.* Gjykim; aftësi për të gjykuar drejt. *Gjyq i kthjellët.*
*ic* Bëri gjyq *me dike* a) u grind, u zu me fjalë me dike; b) u gjykuan. E bëri me gjyq e bëri me kusht. Jap gjyq përgjigjem, jap llogari. Ndaj gjyqin Vendos për diçka, i jap zgjidhje diçkaje. Dita e gjyqit *fet., vjet.* dita në të cilën, sipas paragjykimeve fetare, jepen dënimet nga perëndia për fajet e bëra gjatë jetës. Gjyqi i diktimit *drejt., vjet.* gjyq i shka-llës më të lartë para Çlirimit, që kishte të drejtë të rishqyrtonte vendimet e dhëna nga gjykatat e tjera të shkaIlëvc me *ic* uletë dhe t'i ndryshonte ose t'i prishte ale. Gjyqi i L i n ç i t ndëshkim pa gjyq *i* zezakëve ose i njcrëzve përparimtarë e revolucionarë në SHBA që bëhet nga bandat reaksionare të borgje-zisë. Gjyq shoqëror shqyrtimi i gabimit a i qëndrimit të dikujt ng^ kolektivi ku ai bën pjesë dhe marrja e masave për ndreqjen e tij.

GJYQËSOR, ~E *mb. drejt.* Që ka të bëjë me vc-primtarinë e gjyqit, që i përket gjyqit, i gjyqit. *Organet gjyqësore. Aparati gjyqësor. Çështje gjyqësore. Ndjekje gjyqësore. Shqyrtim gjyqësor. Seance gjyqësore. KëshiHi gjyqësor* trupi gjykues, që shqyrton çështje penale e civile në shkallë të dytë.

GJYQTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *drejt.* Nëpunës i drejtësisë popullore, i zgjedhur në një organ gjyqësor për shqyrtimin e zgjidhjen e çështjeve të ndryshme penale e civile; *vjet.* gjykatës. *Gjyqtar popullor. Gjyqtarët dhe ndihmësgjyqtarët.*

*2. sport.* Ai që gjykon një ndeshje ose një lojë sportive. *Gjyqtari kryesor. Gjyqtar anësor. Gjyqtar futbolli (volejbolli). Gjyqtar i kategorisë së parë (së dytë). Gjyqtar i kategorisë ndërkombëtare.*

GJYQTARI, ~A *sh.* ~, ~TË *përmb.* 1. *sport.* Tërësia e gjyqtarëve që ndjekin zbatimin e rregullave të lojës a të garës sportive. *Gjyqtaria qendrore.*

*2. drejt., vjet.* Trupi gjykues.

GJYRYK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kaceku i far-këtarit, që përdoret për t'i fryrë zjarrit. *Caliku (bishti) i gjyykut. Doreza (gryka) e gjyrykut. I fryj gjyrykut. I fryj zjarrit me gjyryk. Shfryn si gjyryk.*

2. *përd. ndajf.* Me rrymë të forte, me shumicë e me force (për erën, tymin). *Frynte era gjyryk. E nxirrte tymin gjyryk.*

• I shkon tymi gjyryk (drejt) *shih tek* TYM,~l.

GJYRYKTHI *ndajf.* 1. Me hov e me shpejtësi, fluturimthi. *E hodhi (e kapërceu) kanalin gjyrykthi. U hodh kali gjyrykthi.*

2. Luajnë gjyrykthi: luajnë me shkopinj — një lojtar e hedh shkopin e vet sa me lart dhe të tjerët përpiqen ta godasin.

GJYSLEME,~JA . *sh.* ~, ~TË *gjell.* Ëmbëlsirë si bakllavaja, por me me pak petë. *Gjysleme me arra.*

GJYSMAGJEL,~I *m. folk.* Figure e përrallave popullore shqiptare, e përfytyruar si gjysma e një gjeli shumë të shkathët e të aftë. *U nis me gjysmagjelin.*

GJYSMAK,~E *mb.* 1. Që ka të mangët një pjesë të madhe, që ka mbetur përgjysmë, që nuk është çuar deri në fund, jo i plotë; që nuk e çon deri në fund diç-ka, që nuk e zgjidh plotësisht. *Punë gjysmake. Masa (reforma) gjysmake. Kërkesa gjysmake.Mjete (zgjidhje) gjysmake. Vendim gjysmak. Botëkuptim gjysmak. Arsim gjysmak. Në mënyrë gjysmake.*

2. Që nuk ka marrë arsim të plotë; që nuk e zo-tëron mirë a plotësisht një mjeshtëri etj. *Mbeti gjysmak.*

3. Që nuk ka zhvillim të plotë mendor, i metë nga mendja. *Gjysmak nga mendja (nga trutë).*

*4. Përd. em.* sipas kuptimeve 2,3 të mbiemrit.

5. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ ËT *vjet. shih* GJYSMATAR,~I$_2$.

GJYSMAKËSI,~A. 1. Lënia e diçkajc në mes, pa e përfunduar; qëndrimi gjysmak ndaj diçkaje.

2. Mungesa e arsimit të plotë; zotërimi i mangët e i përciptë i diçkaje; të qcnët gjysmak.

GJYSMAMENDSH,~E *mb.* 1. Që nuk ka aftësi të plota mendore, i metë nga mendtë. *Njeri gjysma-mendsh.*

2. *Përd. em.* m. sipas kuptimit të mbiemrit.

GJYSMAMI.~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *zool.* Cinxami, çerr, ferrak.

2. *zool.* Lakuriqësi i nates.

GJYSMANALFABET,~E *mb.* 1. Që nuk di të shkruajë e të lexojë mirë, që ka mësuar pak shkrim e këndim. *Njeri gjysmanalfabet. Popullsi gjysmanalfa-bete.*

2. Që nuk e njeh mirë mjeshtërinë e vet, që nuk e merr vesh sa duhet një punë; kërpaç.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

GJYSMNASH *ndajf.* Jo plotësisht anash, përgjysmë anash; gjysmëdjathtas ose gjysmëmajtas. *Kthehem gjysmanash.*

GJYSMAR,~E *mb.* Që është sa gjysma e asaj së zakonshmes, që është më e shkurtër se e zakonshmja. *Çyle gjysmare* çdonjëra nga cylet prej druri sa një cin-garishte, në të cilat komisionet e rekrtitimit ushtarak të turqve futnin letra të shkruara ose të bardha; ai që tërhiqte cylen me letër të shkruar, shkonte ushtar.

GJYSMARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Masë peshe për drithin, zakonisht e barabartë me njëzet kilogramë; ena që nxë këtë sasi drithi. *Një gjysmare drithë.*

2. Enë që nxë gjysmë litri. *Një gjysmare vaj.*

GJYSMATAR,~'I *m. sit.* ~Ë, ~ËT *hist.* 1. Se-cili nga të dy bujqit e varfër, që vinin në zgjedhë nga një ka për të punuar me radhë arat e veta; sembër.

2. Fshatar pa tokë, që ishte i detyruar të punonte token ose të ruante e të kulloste bagëtinë e një pro-nari dhe t'i jepte atij gjysmën e prodhimit.

3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Bujk (fshatar) gjysmatar.*

GJYSMATARI,~A . *hist.* Forme për shfrytë-zimin e fshatarëve pa tokë, që ishin të detyruar t'i jepnin gjysmën e prodhimit pronarit, nga i cili merrnin token ose bagëtinë me qira. *Sistemi i gjysmatarisë.*

GJYSMAZOG,~GU *m. sh.* ~>GJ, ~GJTË *zool.* Cinxami, çerr, ferrak.

GJYSMENDACAK,~E *mb.* Që disa muaj në vit bën jetë endacake dhe në muajt e tjerë jeton i ngulur në një vend. *Fise gjysmendacake.*

GJYSMERRËSIRË,~A . Errësirë jo e plotë; vend i ndriçuar dobët, me pak dritë. *Gjysmerrësira e dhomës. Rri në gjysmerrësirë. Dukej në gjysmerrë-sirë.*

GJYSMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Çdonjëra nga dy pjesët e barabarta ose afërsisht të barabarta, në të cilat ndahet diçka a një sasi; njëra pjesë e diçkaje a e një sasie të ndarë në mes a përgjysmë; një e dyta. *Gjysma e bukës (e mollës). Gjysma e klasës (e nxënësve, e njerëzvej. Gjysmë kilogrami (metri). Gjysma e peshës (e sipërfaqes, e yëllimit). Gjysma e ores. Gjysma e rrethit. Gjysma e vitit (e shekullit, e muajit). Gjysma c çmimit. Gjysmë leku. Gjysma e jetës. Në gjysmën e parë të vitit (ië muajit, të ditës). Gjysma e parë (t dytë) e lojës. Një kilogram e gjysmë. Një ore e gjysmë. Në orën dy e gjysmë. Ndaj në dy gjysma. I heq (i man, i pres) gjysmën. I jap gjysmën. I takon gjysma. Bëj gjysmën e rrugës (e punës). Ka kaluar gjysma. Fillimi i mbarë është gjysma e punës. fj. u.*

2. *bised.* Kufiri ku ndahet diçka e tërë në dy pjesë të barabarta, mesi i diçkaje a i një periudhe kohe. *Në gjysmë* deri në mes; përgjysmë. *Në gjysmë të rrugës. Në gjysmë të vitit (të shekullit). Këtu është (i bie) gjysma. I vjen deri në gjysmë. E Ië në gjysmë* edhe *fig. Nuk e zuri gjysma e muajit. Jam aty nga gjysma.*

3. *zakon. sh.* Copa të plota shualli ose gome që u vihen tabanëve të këpucëve, kur i ndreqim. *V* vë *(u shtie, u hedh) gjysma këpucëve.*

4. *bised.* Këpucë të zakonshme pa qafa. *Bleva një pale gjysma.*
5. *vjet.* Gjysmare. *Mat me gjysmë.*
6. *bised.* Shami koke për gra në trajtën e një ka-tërkëndëshi.
7. *p'ërd. ndajf.* Në një fare mase, jo plotësisht, jo i tërë ose deri në fund; përgjysmë. *Gjysmë i hapur (i mbyllur). Gjysmë i gatsHëm (i përgatttur). Gjysmë i zhveshur. Gjysmë i fjetur (i dehur). Gjysmë i egër. Gjysmë i leshtë (i mëndafshtë, i pambuktë). Gjysmë i mekanizuar. Gjysmë me shaka. Gjysmë më të qeshur.*
8. *përd. ndajf.* Përgjysmë, në njërën nga dy pjesët e barabarta (zakonisht e përsëritur). *Gjysma lesh.gjysma pambuk. Gjysma ujë, gjysnta verë. Gjysma e zezë, gjysma e bardhë.*
*k* Gjysmë për gjysmë a) në gjysmën e sasisë, të vëllimit, të kohës etj.; sa gjysma, përgjysmë; b) në dy pjesë të barabarta për secilin, përgjysmë. Një djall (një dreq) e gjysmë *thjeshtligj. shih te* DJALL, ~I. Ms gjysmë fjale *shih te* FJALË,~A. Me gjysmë fryme gati si i vdekur. Ms gjysmë goje a) jo me gjithë zemër, sa për të mos thënë "jo"; b) pa qenë i bindur plqtësisht, jo me siguri, si me dyshim, me druajtje, me gjysmë zëri. Me gjysmë hapi ngadalë; në mënyrë të pasigurt. Gjysma e së keqes nuk është një e keqe cdlie aq e madhe, nuk është a nuk del edhe aq keq. Me gjysmë shpirti shumë i dobët, sa mezi mbahet në këmbë. Me gjysmë zemre jo me dëshirë, pa qejf. Me gjysmë zëri me druajtje a jo me siguri. Ka ngrënë me gjysmë luge *iron, shih te* LUGË,~A. Është (e bën) me gjysmë mendjeje nuk është' i vendosur plo-tësisht, është i lëkundur, është mëdyshas. Është bërë (u be) gjysmë njeriu a) është dobësuar shumë, është tretur e ka mbetur fare pa fuqi; b) është i metë nga mendja. Ishte me gjysmë opinge *shih tek* OPINGË,~A. Hëngri (i dhanë, mori) gjysmën e lekut *përçm. shih te* LEK,~U. Nuk tha asnjë gjysmë fjale nuk foli fare.
GJYSMË- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të për-bëra, me kuptimet: 1. Gjysma e diçkaje; p.sh. gjys-mëfushë, gjysmëhënë, gjysmëlëmsh, gjysmërreth, gjys-mërruzull, gjysmëkupëz, gjysmëshekull etj. 2. Përgjysmë; në një fare mase, jo plotësisht, jo deri në fund; p.sh. gjysmacid, gjysmëbujqësor, gjysmëdiplomatik, gjysmëfitore, gjysmëlakuriq, gjysmëmalor etj.
GJYSMËBOSHT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* 1. Gjysma e një boshti. *Cjysmëboshti i tokës. astr. Gjysmëboshti i elipsës. gjeom.*
*2.* Pjesë e automjeteve në trajtë të një gypi, që shërben për ta kaluar rrotullimin te rrotat. *Gjysmëboshti i automobilit. U thye gjysmëboshti. Prodhon gjysmëboshte.*
GJYSMËBUJQËSOR, ~E *mb.* Që e ka bujqësinë si pjesën me kryesore të ekonomisë, që mbështetet kryesisht në bujqësi. *Vend gjysmëbujqësor. Ekonomi gjysmëbujqësore.*
GIYSMËDJATHTAS *ndajf.* Jo plotësisht nga e djathta, përgjysmë në të djathtë. *Kthehet gjysmë-djathtas.*
GJYSMËDREJTËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *mat.* Pjesë e drejtëzës, që ka kufi vetëm nga njëra anë. *Heq 'ftjë gjysmëdrejtëz.*
GJYSMËFINALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *sport. I.* Niieshja që bëhet për të përcaktuar kush do të marrë pjesë në finale; *vet. sh.* ndeshjet që bëhen ndërmjet katër skuadrave ose katër lojtarëve, që kanë fituar në ndeshjet e rrethit të mëparshëm, për të nxjerrë fi-nalistët. *Gjysmëfinalet e kupës. Gjysmëfinalet e shahut (e futbollit). Ndeshjet e gjysmëfinales. Doli (hyri) në gjysmëfinale.*
*2. si mb.* ~, ~E. Që bëhet për të nxjerrë finalistët. *Ndeshje gjysmëfinale.*
GJYSMËFJETUR *ndajf.* Në gjendje përgjysmë në gjumë, jo plotësisht në gjumë. *E gjeti gjysmefje-tur. Rrinte gjysmëfjetur.*
GJYSMËFLATRORË,~T *m. vet. sh. zool.* Rend kandrrash me dy pale krahë, prej të cilëve, Zakonisht, dy te përpaimit janë të brirtë.
GJYSMËFUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *sport.* Gjysma e një fushe sportive, që quhet e njërës skuadër gjatë ndeshjes. *Gjysmëfusha e kundërshtarit. U fut në gjysmëfushën e vet. Gjuan nga gjysmëfusha.*
GJYSMËGJATËSI,~A. *sh.* <~->, ~TË *spec.* Gjysma e gjatësisë së diçkaje. *Gjysmegjatësia e vales.*
GJYSMËHAPUR *ndajf.* Jo krejtësisht hapur, përgjysmë i hapur. *E lë derën gjysmëhapur.*
GJYSMËHARK,~KU *m. sh.* ~QE, ~XJET. Gjysma e një harku të plotë; gjysmërreth. *Në trajtën e "Jë gjysmëharku. Beri një gjysmëhark.*
GJYSMËHINË,~A 1. Pjesa e ndriçuar e Hënës që duket si draper, Hëna që dulcet përgjysrnë, kur është e ngrënë ose e re. *Drita e gjysmëhënës. Në trajtë gjysmëhënë.*
*2.* Figura e draprit të Hënës, që përdoret si simbol fetar i islamizmit dhe në stemat shtetërore të disa vendeve islamike. *Flamur me gjysmëhënë.*
3. *sh.* ~A, ~AT *tek.* Vegël në trajtën e draprit të hënës.
GJYSMËHfJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Hije jo e plotë, hije jo shumë e errët; vend ku bie një hije e dobët. *Gjysmëhija e një peme. Gjysmëhija e abazhurit. Qendronte në gjysmëhije.*
GJYSMËKALË,~KALI *m. sh.* ~XUAJ, ~KUAJT
*mit.* Qenie mitologjike, që përfytyrohej me kokë njeriu dhe me trup kali.
GJYSMËKILËSH,~E *mb.* Që merr a nxë një gjysmë kilogrami; që peshon një gjysmë kilogrami. *Shi-she (enë) gjysmëkilëshe. Pako gjysmëkilëshe. Gur gjysme'kilësh ipeshores.*
GJYSMËKODRINOR,~E *mb.* Që është me kodra të buta ose vetëm pjesërisht me kodra; që shtrihet në krahina me kodra të buta ose pjesërisht me kodra. *Vend gjysmëkodrinor. Tokë gjysmëkodrinore. Koope-rativë gjysmëkodrinore.*
GJYSMËKOLONl,~A . *sh.* ~>, ~TË. Shtet a vend që është vetëm sa për sy e faqe i pavarur, ndërsa në të vërtetë është i varur politikisht dhe ekonomikisht nga një shtet imperialist a socialimperialist. *E kanë bërë gjysmëkoloni.*
GJYSMËLAKURlQ,~E *mb.* Që është gjysmë i zhveshur, pothuaj lakuriq; që është i veshur keq, sa i duket jashtë një pjesë e madhe e trupit. *Me trup gjysmëlakuriq. Fëmijë gjysmëlakuriq.*
GJYSMËLARTËSl,~A . *sh.* ~, ~TË. Gjysma e një lartësie të caktuar. *Në gjysmëlartësinë e murit. Gjuan në gjysmëlartësi. spor!*
GJYSMËLËMSH, ~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeogr. shih* GJYSMËRRUZULL,~I. *Gjysmëlëmshi verior (jugor). Gjysmëlëmshi i tokës.*
GJYSMËLITËRSH,~E *mb.* Që nxë gjysmë litri.
*Shishe (kupë) gjysmëlitërshe.*
GJYSMËM4JTAS *ndajf.* Jo plotësisht nga e majta, përgjysmë në të majtë. *Kthehet gjysmëmajtas.*

GJYSMËMALOR, ~E *mb.* Që është me male jo të larta ose vetëm pjesërisht me male; që shtrihet në krahina me male jo të larta ose pjesërisht me maler *Krahinë gjysmëmalore.*

GJYSMËMBROJTËS,~I *nt. sh.* ~, ~IT *sport.*Lojtar i gjysmëmbrojtjes. *Gjysmëmbrojtësit e skua-drës. Luan si gjysmëmbrojtës.*

GJYSMËMBROJTJE,~A . *sport.* Lojtarët e skuadrës së futbollit etj., që qëndrojnë para mbrojtës-ve dhe që i lidhin ata me sulmuesit. *Gjysmëmbrojtje e forte (e dobët). Gjysmëmbrojtja e skuadrës. Luan në gjysmëmbrojtje.*

GJYSMËMETËRSH,~E *mb.* Që është gjysmë metri. *Dërrase gjysmëmetërshe. Vizore gjysmëmetërshe.*

GJYSMËMUGËTIRË,~A . Mugëtirë jo e plotë; gjysmerrësirë. *Gjysmëmugëtira e mëngjesit (e mbrëm-jes).*

GJYSMËNDENJUR *ndajf.* I ngritur përgjysmë nga qëndrimi shtrirë, jo i shtrirë plotësisht; gjysmë-shtrirë. *Rri gjysmëndenjur.*

GJYSMËNDIHMËS,~E *mb. gjuh.* Që luan rol ndihmës, por pa humbur plotësisht kuptimin leksikor dhe mëvetësinë (për foljet; p.sh. mund, duhet, zë, nis, filloi etj. në togje të tilla, si mund të bëjë, duhet të punojë, zuri të fliste etj.)- *Folje gjysmëndihmëse.*

GJYSMËNJERI,~NJERIU m. *sh.* ~NJERËZ, ~NJERËZIT. 1. Njeri i dobët, i paaftë dhe pa vlerë.

2. *mit.* Qenie mitologjike, e përfytyruar me kokë njeriu dhe me trup kafshe.

3. *përd. mb.* I dobësuar e pa fuqi, i ligur.

4. *përd. mb.* I metë nga mendja ose që ka filluar ta humbasë gjykimin.

GJYSMËPERËNDl,~A . *sh.* ~>, ~TË *mit.* Qenie e mitologjisë së lashtë, që përfytyrohej sikur vinte nga një perëndi dhe sikur bënte mbi tokë vepra të jashtëzakonshme. *E adhuronin si gjysmëperëndi.*

GJYSMËPESHK,~U *m. mit.* Qenie mitologjike, e përfytyruar me kokë njeriu e me trup peshku.

GJYSMËPËRCJEIXËS,~I m. *sh.* ~, ~IT *fiz. shih* GJYSMËPËRÇUES,~I.

GJYSMËPËRÇUES,~I *m. sh.* ~, ~ITiz. 1. Lë-ndë me përçueshmëri elektrike të dobët ndërmjet përcjellësve dhe izoluesve; përçues prej kësaj lënde që përdoret në aparate të ndryshme. *Aparat me gjysmë-përçues. Radio me gjysmëpërçues. Përdorimi i gjysmë-përçuesve.*

2. *si mb.* ~, ~E. Që ka përçueshmëri elektrike të dobët ndërmjet përçuesve dhe izoluesve. *Lëndë gjysmëpërçuese.*

GJYSMËPËRKCLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Për-kulje jo e plotë e trupit përpara a prapa ose përkulje jo e plotë e gjunjëve. *Bëri një gjysmëpërkulje.*

GJYSMËPËRKULUR *ndajf.* Me trup jo plotësisht të përkulur, pothuaj përkulur. *Rri gjysmëpërkulur.*

GJYSMËPROLETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon me mëditje te sipërmarrësi kapitalist, por që me punë në ekonominë e vet të vogël ende nxjerr disa të ardhura. *Masa e gjysmëproletarëve. Kthehet në gjysmëproletar.*

GJYSMËPROLETAR,~E *mb.* 1. Që është gjysmëproletar; që përbëhet nga gjysmëproletarë. *Masë gjys-mëproletare. Familje gjysmëproletarë.*

2. Që ka vetëm pjesërisht karakter proletar, që nuk është plotësisht proletar. *Revolution gjysmëproletar.*

GJYSMËQARK,~KU m. *sh.* ~QE, ~QET. 1. *mat.* Figure e rrafshët, që kufizohet nga gjysma e një rrethi dhe nga diametri i tij. 2. *vjet.* Gjysmërreth.

GJYSMËRRAFSH,~I m. *sh.* ~E, ~ET *mat.* Gjysma e një irafshi.

GJYSMËRRETH,~RRETHI m. *sh.* ~RRATHË, ~RRATHËT. 1. *mat.* Gjysma e një rrethi.

2. Vijë e lakuar që ka trajtën e gjysmës së një rrethi; diçka që ka trajtën e një yije të tillë ose varg gjërash që vihen në një vijë të tillë. *Gjysmërreth i madh (i vogël). Vizatoj një gjysmërreth. Formojnë një gjysmërreth.*

GJYSMËRROTULLtM,~l m. *sh.* ~E, ~ET.

Rrotullim që bëhet përgjysmë; gjysma e një rro-tullimi të plotë rreth vetes. *Gjysmërrotullimi i trupit. Bëri një gjysmërrotullim.*

GJYSMËRRUZULL,~LLI m. *sh.* ~J, ~JT

*gjeogr.* Gjysma e rruzullit tokësor, duke u nisur nga ekuatori ose nga një mesditës. *Gjysmërruzulli verior (jugor).*

GJYSMËSFERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjysma e një sfere. *Me trajtë gjysmësfere.*

*2. gjeogr.* Gjysmërruzull. *Gjysmësfera veriore (ju-gorej.*

3. *astr.* Gjysma e sferës qiellore.

GJYSMËSULMCES,~I *m. sh.* ~, ~IT *sport.* Lojtar i skuadrës së futbollit, që luan me i tërhequr se sulmuesit e tjerë dhe që ka për detyrë të ndihmojë sulmin. *Gjysmësulmuesi i djathtë (i majtë).*

GJYSMËSHEKULL,~LLI m. *sh.* ~J, ~JT.

Gjysma e një shekulli, pesëdhjetë vjet, pesëdhjetë-vjetësh. *Gjysmeshekulli i parë (i dytë).*

GJYSMËSHEKULLOR,~E *mb.* Që zgjat gjysmë shekulli, që zë a përfshin gjysmën e një shekulli a një periudhë prej pesëdhjetë vjetësh. *Luftë gjysmë-shekullore. Veprimtari gjysmëshekullore.*

GJYSMËSHKËMBOR,~E *mb.* Që është në një pjesë të mirë shkëmbor, që është pothuajse shkëmbor. *Vend gjysmëshkëmbor.*

GJYSMËSHKRETËTlRË,~A . *sh.* ~A, ~AT

*gjeogr.* Vend që është në pjesën më të madhe shkie-tëtirë, vend pothuajse shkretëtirë. *Gjysmëshkretëtirat e Azisë Qendrore.*

GJYSMËSHKCRRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë që e ka pjesën e poshtme të kërcellit të drunjë-zuar, kurse pjesën e sipërme e ka si të barishteve; bimë që nga kërcelli qëndron midis barishteve dhe shkurreve. *Rritet si gjysmëshkurre.*

GJYSMËSHTIZË,~A Në gjysmështizë: i ngritur përgjysmë në shenjë zie (për flamurin). *Ngre flamurin në gjysmështizë.*

GJYSMËSHTRIRË *ndajf.* Jo plotësisht i shtrirë, me pjesën e sipërme të trupit gjysmë të ngritur. *Rri gjysmështrirë.*

GJYSMËTHELLËSI,~A . *sport,* Largësia katër-qind dhe tetëqind metra në vrapimet. *Vrapimet e gjysmëthellësisë. Garat e gjysmëthellësisë.*

GJYSMËVEZAK,~E *mb.* Që ka pjesërisht trajtëvezake. *Vijë (drejtëz) gjysmëvezake. Në trajtë gjysmëvezake.*

GJYSMËVIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Periudhë kohe “ barabartë me gjysmën e vitit; gjashtëmujor. *Gjysmë-viti iparë (i dytë).*

GJYSMËZANORE,~JA *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* 1. Tingull që mund të shqiptohet edhe si bashkë-tingëllore, edhe si zanore sipas vendit që ka në rrokje. *Gjystnëzanorja* “”.

2. *si mb.* ~, ~E. Që mund të shqiptohet si gjysmë-zanore. *Tingull gjysmëzanor.*
GJYSMËZEJTAR,~E *mb.* Që përgatitet në pjesën më të madhe me mënyra zejtare; që nuk ka natyrë plotësisht industriale. *Prodhim gjysmëzejtar.*
GJYSMËZGJUAR *ndajf.* Që është përgjysmë i zgjuar e nuk fle plotësisht, jo plotësisht i zgjuar.
GJYSMËZYRTAR,~E *mb.* Që lidhet me organet qeveritare, që shpreh pikëpamjet e tyre ose që njof-tohet nga organe zyrtare, por që formalisht nuk quhet zyrtar ose nuk bëhet në emrin e tyre. *Të dhëna gjysmëzyrtare. Gazetë gjysmëzyrtare. Deklaratë gjysmë-zyrtare. Nga burime gjysmëzyrtare.*
GJYSMlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Përgjysmim.
GJYSMINDUSTRIAL,~E *mb.* Që përgatitet ve-tëm pjesërisht me mënyra industriale, që bëhet pjesërisht me dorë e një nga një; që punon vetëm pje-sërisht me mënyra industriale. *Prodhime gjysmindus-triale. Report gjysminduslrial.*
GJYSMOHEM *vetv.* Përgjysmohem. *U gjysmua muaji (koha). U gjysmua rruga. lu gjysmua ushtria.*
GJYSMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përgjysmoj. *E gjysmoi shishen (bukën). E gjysmoi kohën. I gjysmoi kundërshtarët.*
GJYSMOKAR,~E *mb. vjet.* 1. Që nxë gjysmë oke, gjysmokësh. *Ene gjysmokare. Teneqe gjysmokare.*
*2, si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë që nxë gjysmë oke. *Mat me gjysmokare.*
GJYSMOKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Gjysmokare. *Mbush gjysmokësin.*
GJYSMOKËSH, ~E *mb. vjet.* Që nxë gjysmë oke-*Enë\ gjysmokëshe. Shishe gjysmokëshe.*
GJYSMOPINGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Njeri i shtresës së varfër; njeri i vuajtur.
GJYSMUAR (i,e) *mb.* I përgjysmuar. *Shishe e gjysmuar. XJshtri e gjysmuar. Me page të gjysmuar.*
GJYSMUNAZË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *tek.* Vegël a pjesë e një mekanizmi që ka trajtën e gjysmës së unazës. *Gjysmunazë e izoluar. Kalon në gjysmunazë.*
*2.* Diçka që ka trajtën e gjysmës së unazës, diçka që shtrihet në trajtë gjysmërrethi.
GJYSMUSHTARAK,~E *mb.* Që ka pjesërisht karakter a organizim ushtarak; që përbëhet pjesërisht nga ushtarakë. *Organizatë gjysmushtarake. Qeveri gjysmushtarake. Formation gjysmushtarak.*
GJYSH,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT dhe ~A, ~AT. 1. I ati i babait ose i nënës. *Gjysh nga babai (nga nëna). Gjysh e nip. Gjyshi dhe i ati. E ka gjysh. U be gjysh* i linden nipa ose mbesa.
2. *bised.* Emër, më të cilin thërrasin me nderim një burrë shumë të kaluar në moshë.
3. *vet. sh.* Paraardhësit që kanë jetuar në kohë të mëparshme; të parët tanë, stërgjyshët. *Gjyshërit e stërgjyshërit tanë.*
4. *fet.* I pan i baballarëve në një gjyshatë të sektit të bektashinjve.
• Gjysh pas gjyshi nga njëri brez në tjetrin, brez pas brezi. Gjysh stërgjyshi (katragjyshi) që prej ko-hësh të lashta, nga njëri brez në tjetrin, brez pas brezi. Është bërë gjysh në vatër është bërë barrë për dike. Është bërë buzë gjyshi është shumë i ftohtë.
GJYSHATË,~A. *sh.* ~A, ~ATe., *vjet.* Bash-kësi e sektit të bektashinjve, që kishte në krye një gjysh; qendra e kësaj bashkësie (në vendet ku vepron sekti i bektashinjve; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
GJYSHE,~JA. *sh.* ~E, ~ËT. 1. Nëna e babait ose e nënës. *Gjyshe nga babai (nga nëna). Gjyshe e nip (e mbesë).*
*2. bised.* Emër, më të cilin thërrasin me nderim një grua shumë të kaluar në moshë.
GJYSHËRI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *përmb.* Tërësia e gjyshërve, gjyshërit; stërgjyshërit. 2. *fet., vjet.* Gjyshatë.
GJYSHËROR,~E *mb. Hbr.* 1. Që ka të bëjë me gjyshërit, që u përket gjyshërve, i gjyshërve. *Trashëgim gjyshëror. Zakonet gjyshërore.*
*2. fet., vjet.* Që ka të bëjë me gjyshatën dhe me gjyshërit e sektit bektashian. *KëshiIli i lartë gjyshëror.*
GJYSHSTËRGJYSH,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT dhe ~A, ~AT. Paraardhës që ka jetuar në kohë të hershme; stërgjysh. *Zakonet e gjyshstërgjyshërve.*
GJYTYRYM,~E *mb. bised.* 1. Që i janë paralizuar gjymtyrët e nuk lëviz dot nga vendi, ulok. *Plakë gjy-tyryme. Mbeti gjytyrym.*
2. *fig. mospërf.* Që është i ngathët e i plogët, që nuk është i aftë për asgjë; i humbur.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
GJYVEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *gjell.* Mish me oriz etj. që zihet në një tavë të thellë prej balte. *Gjyveç me oriz (me kritharaqe). Gjyveç me patate (me patëll-xhanë, me turli).*
*2.* Tavë e thellë prej balte me dy veshë, që përdoret për këtë gjellë. *U thye gjyveçi.*
*ic* Bëj syrin gjy?eç tregohem shumë i vëmendshëm, ndjek me shumë kujdes diçka, i hap sytë katër.
GJYZLYKË,~T *m. vet. sh.* Syze. *Gjyzlykë të zez. Gjyzlykë dielli. Xhamat e gjyzlykëve. Skeleti i gjyz-lykëve. Vë (heq) gjyzlykët.*
*k* I vë gjyzlykë (syze) *dikujt shih te* SYZE,~T.

# H

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e dymbëdhjetë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashketingëllorja h. Shkronja h. Tingulli h.*
2. *si em.* . Bashketingëllorja dhe shkronja *h. H-ja e madhe (e vogël). H-ja e dorës (e shtypit).*
HA *kal.,* HËNGRA, NGRËNË. 1. Përtyp dhe ka-përdij diçka për t'u ushqyer (zakonisht gjëra jo të lëngshme ose gjysmë të lëngshme). *Ha bukë (mish, patate, hudhra). Ha gjellë (supë). Ha mollë (rrush, portokalle). Ha karamele (çokollata). Ha sheqer. Ha akullore. Ha kos.*
2. Ushqehem; përdor si ushqim; marr ushqimin në një kohë të caktuar (për drekë, për darkë etj.). *Ha në shtëpi (në restorant, në mensë). Ha shumë (pak). Ha shpejt (ngadalë, herët, vonëj. I ha shumë ëmbël-sirat. Nuk e ha dhjamin. Ha mëngjes (drekë, zëmër, darkë). I jap të hajë. Ha bukën time* nuk u bie në qa-fë të tjerëve. *Ha bukën e mikat, ben duanë e armikut. fj. u. Kur s'ke pulën, ha (edhe) sorrën. fj. u. Ç"i ha goja do Via tregojë boja. fj. u.*
3. Kafshoj; thumboj, pickoj. *E hëngri gem'. E hëngri grerëza. E hëngri gjarpri. E ha me dhëmbë. E kanë ngrënë pleshtat (tartabiqet).*
4. E gërryej a e grij pak e nga pak, e brej duke e kruar a duke e fërkuar me diçka ose pas diçkaje, e prish diçka duke e copëtuar grimca-grimca. *Ndryshku e ha hekurin. Pusi e ka ngrënë litarin. I ka ngrënë mola rrobat. E ka ngrënë krimbi drurin. Vji ha edhe gurin. E ka ngrënë lumi (përroi) bregun. I hëngri pak anët (qoshet). Po i ha myku. Ha me lime. E ha me dhëmbë perin* e këput me dhëmbë.
5. *fig.* Me mundon diçka përbrenda vazhdimisht, me grin përbrenda pak e nga pak, me bren, s'më lë të qetë; vuaj përbrenda. *E ha meraku (kërshëria, dy-shimi). E hëngri hidhërimi. E hëngri malli për dike a për diçka. Ha inat me vetveten. E ha krimbi përbrenda. Ha veten me dhëmbë. Ha veten nga marazi (nga inati). Mua me ha gjetkë* me shqetëson diçka tjetër; dyshoj për diçka a për dike tjetër.
6. Shqiptoj gjysma-gjysma, në mënyrë jo të plotë, jo shkoqur. *ha fjalët (rrokjet, tingujt). I ha në fund (në fillim).*
7. *jokal.* Me kruhet (edhe në një varg njësish fra-zeologjike). *Me ha trupi (shtati). Me ha tëkura (koka, dora, hunda). I ha kurrizi (shpina)* jep shkak që ta rrahin a ta qortojnë. *hanë hundët* do sherr, kërkon të rrihet. *hanë brirët* i hanë hundët. *hanë veshët* jep shkak që t'i heqin veshët, që ta qortojnë. *ha koka* jep shkak vetë që ta qortojnë a ta godasin, e kërkon
Itë keqen vetë, s'rri rehat. *ha dor a* kërkon të qëllojë me pëllëmbë dike. *Me hanë duart (për punë).*kam dë-shirë të madhe për punë, nuk me rrihet pa punë. *Me hanë dhënibët* kam shumë dëshirë të ha diçka. *Me hanë zorrët për dike* nuk e duroj dot dike. *ha qafa për këmbore (dashi)* e kërkon vetë diçka jo të pëlqyer a të vështirë. *ha gjuha* nuk i rrihet pa folur. *hëngri gjuha* foli pa dashur për diçka, për të cilën nuk duhej të shprehej.
8. E prish, e shpenzoj krejt, e shkrij; *vet. veto III* kërkon, merr, do. *E hëngri mallin (pasurinë). I hëngri të gjitha paratë. Ha nga dhjami i vet* mbahet me ato që ka, harxhon nga malli i tij. *Do të hajë krahë kjo punë. Shtëpia hëngri shumë tulla. Byreku hëngri mjaft gjalpë. Kostumi hëngri tre metra stof.*
9. Marr një ushtar, një figure a një gur të kundër-shtarit (në lojën eshahut, të damës etj.). *hëngri kalin. Ha një ushtar. Ha me dome (me mbretëreshë).*
10. *bised.* Marr një të goditur, me qëllojnë me diçka, me futet diçka në trap, marr; pësoj diçka, vuaj një pasojë (edhe *fig.). Hëngri një grusht (një shkelm, një pëllëmbë, një shuplake). Hëngri dru (dajak, kopaçe)* e rrahën shumë; e qortuan rëndë. *Hëngri një shi të mirë* u be qull nga shiu. *Hëngri plumbin. Hëngri thikën* e qëlluan me thikë; e çanë, e operuan. *Hëngri të shara (vërejtje). Ka ngrënë goditje të rënda. E hëngri keg. Pse ta hante ai? E hëngrëm kot tërë këtë rrugë. Hëngrën tre gola.*
11. *fig.* E mundoj shumë dike; e bezdis a e mërzit shumë. *la hëngri shpirtin. la hëngri veshët* e mërziti duke i folur gjithnjë për diçka. *la hëngri zorrët* u be i padurueshëm për dike me zhurmën që bën a me f jalët që thotë. *E hëngri me fjalë (me llafe). Na hëngre me këto.*
12. *fig.* Përdoret në togje f jalësh (edhe në disa njësi frazeologjike), zakonisht me lidhëzën sa, me kuptimin: "sa arrin caku me i lartë a me i largët, sa mban, sa kap, sa përfshin, sa rrok, sa ka mundësi". *binte sa i hante krahu (shpatulla). Qëllonte sa i hante palla. Ecte sa i hanin këmbët. Thërriste sa i hante zëri. Bër-tiste sa i hanin mushkëritë. Ulërinte sa i hante fyti (goja). Fliste sa i hante gjuha. Ishte tepër larg, s'ta hante syri. Ishte aq larg sa ha plumbi (pushka). E ha pushka* e arrin plumbi i pushkës, mund ta qëllosh me pushkë.
13. *(zakon.me pjesëzat moh.* nuk, s'J *fig.* E pranoj për diçka, e marr për diçka; e pranoj diçka, e duroj, e mbaj, e marr parasysh; *keg.* e marr diçka që ma japin me një qëllim të caktuar. *S'e ha as qeni (as macja, as derri). E hëngri sapunin për djathë (shapin për she-qer). S'e ha kilen për okë. S'e ha shapin për sheqer. Se ha helmin për sheqer. S'e ha thate* nuk e gënjejnëdot të tjerët, nuk ia hedh dikush. *S'e ha lehtë (kollaj). Nuk ha shake Nuk hante arsye (këshillaj. S'e ha paranë (peshqeshin, mitën, ryshfetin, bakshishin). S'e ha ntikun. S'i ha lajkat.*
14. *fig.* E ul a e pakësoj diçka për qëllime të cak-tUara; mohoj diçka që e karri thënë me pare, nuk e mbaj fjalën e dhënë. *ha vitet* e ul moshën, paraqitet sjkur është me i ri. *E hëngri më të pabesë. Të hante pas shpine. S'e ha fjalën (zotimin).*
15. *fig.* la heq a ia marr një tjetri atë që i takon, nuk ia jap atë që i përket; përvetësoj pasurinë e një tjetri, e vjedh duke e mashtruar, e gënjej. *hëngri djersën (mundin). I hëngri hakun (të drejtën). la hëngri paratë (mallin, pasurinë). E hëngri në peshe (tie kan-Jar, në hesap).*
16. *fig.* E zbut dike me fjalë e me sjellje të mira, e bëj për vete. *E hëngri më të mirë (me të butë). Ta ha shpirtin më të butë.*
17. *fig.* Me mundon shumë, me sfilit dhe me shka-tërron shëndetin; me mbyt, me vdes, me shpie në varr, me asgjëson. *Ia hëngri kokën. E hëngri sëmundja. Na hëngri vapa (lagështia). E hëngri kurbeti. I hëngri gërnja. Lakmia e tepërt të ha kokën. Çdo vit lumi hante një njeri. S'e ha ndonjë e keqe. S'e ha gje. E ngrëntë (e hëngërt) dreqi (lugati) ! mallk. E ngrëntë (e hëngërt) flama (kolera, fruthi)! mallk. E ngrëntë (e hëngërt) dheu! mallk. E ngrëntë (e hëngërt) mortja! mallk.*

18. *fig. bised.* Marr vesh, kuptoj. *Nuk ha shqip. Nuk ha më të mirë, e do më të keq. Nuk ha fjalë.*
19. *fig. bised.* Mund ta kryej diçka, jam i aftë për diçka; besoj se e bëj diçka; matem me dike, ia dal, e përballoj; mendoj, besoj, them se... *E ha të për-pjetën. S'e ha dot këtë rrugë. S'e hante dot ate punë. Nuk e ha dot me të. Nuk të ha* s'është i zoti. *Ma ha syri* besoj se e bëj diçka. *Ma ha mendja* mendoj, them se ia dal diçkaje. *S'ma ha zemra* s'më besohet, s'dua tajbesoj diçka.
20. *fig. bised.* E kaloj, e shkoj kohën (zakonisht me vështirësi e me mundime); me merr, me zë (një kohë të caktuar). *Ka ngrënë kurbet. E hëngri jetë'n udhëve. Ka ngrënë jetën e tij (me një punë). Njeriu e ha me lehtë me shokë. Na hëngri shumë kohë.*
21. *vet. veta HI. fig.* Anon, merr a shmanget në një anë. *Ha ana* anon. *Ha nga e djathta (nga e majta). Pushka ha lart (poshtë, majtas, djathtas). Kau ha tndjtas (djathtas, me shpatull).*
*~k* Me ha ana *me dike* prirem, anoj nga dikush. I ha (i marr) arrat *dikujt shih tek* ARRË,~A. Ka ngrënë baltë është munduar shumë, ka rrojtur më të keq, ka vuajtur. Hëngri baltë *përçm.* vdiq. E hëngri barin (kullotën, livadhin, çairin) a) e kaloi pjesën më të madhe të jetës, u plak; b) i ka ikur koha, i ka ardhur fundi; c) e gjeti ose do ta gjejë së shpejti një e keqe e madhe, e pssoi keq, kaq e pati. Nuk ha bar (kashtë) nuk është budalla; nuk gënjehet lehtë; i di si janë punët, e kupton ç'bëhet. S'më ha barku për *dike shih te* BARK,~KU. E hëngri (e preu) në besë *shih te* BE'SË,~'A. S'ha bodec *shih te* BODEC,~I. Ha bake a) bukohem, ha mëngjesin, drekën ose darken; silloj, drekem ose darkem; b) ka vlerë, sjell dobi, shkon; c) siguron mjetet e jetesës; ç) *thjeshtligj.* punon diku. Nuk ha bukë nuk shkon me, nuk ka me vlerë. Ia hëngri bukën *dikujt* i mori dikujt atë që i takonte, i hyri në pjesë. Si buka që ha (që hamë) *shih te* BUKË,~'A. Ha çallëza përtypem kot. Ha
në një çanak *me dike keq. shih te* ÇANAK,~U. Ia ka ngrënë çorbën *dikujt shih te* ÇORBË,~A. E ka ngrënë çorbën për *par a dikujt shih te* ÇORBË,~A. Do ta hajë dardhën *dikush* do ta gjejë dënimin e merituar, do ta pësojë patjetër. I ngcënça drekën! *mallk.* e pafsha të vdekur; vdektë! E hëngri (e mori) dreqi (djalli) *thjeshtligj. shih te* DREQ, ~I. Ka sa të hajë dreqi *thjeshtligj.* ka shumë, ka pa masë, ka sa të duash. Hëngri dynjanë hoqi keq, vuajti shumë. Edhe i ha, edhe i djeg *thjeshtligj., iron,* edhe ka qejf për diçka, edhe nuk i leverdis; edhe do, edhe s'do. Hëngri (kafshoi) dhe (botë) *përçm. shih te* BOTË, ~An. E ngrëntë (e hëngërt, e përpiftë) dheu! *mallk.* vdektë, e shtifshin në varr! E ha me dhëmbë jam i si-gurt që e bëj një punë duke vënë të gjitha forcat. Hante (bluante) egjër *shih tek* EGJËR,~RA. I hëngri (i gëlltiti, i përpiu) fjalët *shih te* GËLLTIT. Nuk i ha ato gorrica (vadhëza, kumbulla) s'ma hedh dot, s'më gënjen dot. Ha (pi) me dy gryka *shih te* GRYKË, ~A. E hëngri të gjallë e mundoi shumë, s'e la të qetë gjithë jetën. E ha të gjallë e ha me dhëmbë. Hëngri (zuri, kafshoi) gjuhën *shih te* GJUHË,~Ai-I ngrënça (i ndafsha, i bëfsha) hallvën! *mallk.,thjeshtligj. shih te* HALLVË,~A. Ha të hequr zgjat, vazhdon shumë (për një punë). Ia hëngri hijen *dikujt* bëri që të mos jetë me; e mposhti dike, e vuri përpara dhe e theu. Ha inat a) përpiqet të dale e tija, ngul këmbë; b) përpiqet t'ia kalojë dikujt, hahet me dike. I ngrëntë (i hëngërt) në jastëk! *mallk. shih te* JASTËK,~U. Ia hëngri kokën (me të mirë) *dikujt* ia mbushi men-djen a e zbuti duke e marrë më të mirë. {a hëngri kokën (kryet) *dikujt* e çoi në varr, i solli vdekjen. Kokën të hanë! *mospërf. shih te* KOKË,~A. Të ha ko-kërdhokun (e syrit) a) nuk të lë të qetë sa të mbarojë punën e vet, e arrin qëllimin e vet me çdo mënyrë; b) të bezdis tepër. E hante (i kishte hyrë, e brente) krimbi *shih te* KRIMB, ~I. I ha lëkura *dikujt* jep shkak që ta rrahin a ta qortojnë, i ha kurrizi. Kam ngrënë me një luge *me dike shih te* LUGË,~A. S'e ha malli për *dike a për diçka shih te* MALL,~I i. Me ha (me qan) mendja për *dike a për diçka shih te* MENDJE,~A. Ma ha (ma merr, ma pret) mendja se... *shih te* MENDJE,~A. Na hëngri mëlçinë na lodhi e na mërziti shumë, nuk e durojmë dot me. Ia hëngri orën *dikujt* e vuri poshtë dike, ia hëngri kokën, e çoi në varr. Ia hëngri palcën *dikujt* e mundoi shumë, e shfry-tëzoi së tepërmi. Nuk i ha *pa\\a shih te* PALLË,~A. S'ehapazari *shih te* PAZAR,~I. S'ha (s'merr) pykë (të gdhendur) nuk i pranon fare këshillat dhe qortimet, nuk merr vesh sado t'i flasësh, nuk ndreqet. Ka sa të hanë qentë (lopët) *thjeshtligj.* ka shumë, ka pa masë, ka sa të duash. Ha (vë) seder *me dike* përpiqem t'ia kaloj dikujt në një punë etj. Ia hëngri sytë *d i -kujt* a) e bëri të vuante shumë, e mundoi mjaft;. b) e bezdisi shumë dike, nuk iu nda sa ia arriti qëllimit. E hëngri me sy a) e shikoi me ngulm a me vëmendje të madhe dike a diçka që e dëshironte shumë, e përpiu me sy; b) e mori mësysh. I ha sharra i shkojnë mirë punët, nuk ka pengesa e vështirësi. Me hëngri (me plasi) shpirtin *shih te* PLAS. Hëngri shtatin u tërhoq me nga-dalë praptas e duke përkulur trupin. E hëngri ta-gjinë *tall,* a) mbaroi, mori fund me gjithçka, e hëngri çairin, e hëngri kullotën; b) *mospërf.* vdiq. Hante urov vuante, hiqte keq. Me ha vendi *shih te* VEND,~I. Ia hëngri zemrën a) e mërziti shumë, e lodhi pa masë, i plasi shpirtin; b) e bëri për vete, ia fitoi zemrën; e bindi më të mirë për diçka. I hëngri veshët e mërziti shumë duke i thënë a duke i kërkuar të njëj-ten gjë vazhdimisht. Me ha (me bren) zemra *shih te* ZEMËR,~RA. Dimri ha beharin *fj. u. shih te* DIM ËR,~RI. Dimri ha gurë (kashtë, gozhdë) *shih te* DIMËR,~RI. E ha barin pa shkop *keq. shih te* SHKOP,~I. E bëri të hante bar *përb. shih te* BAR,~I \. Të ha (të qëron) të bardhën e syrit *shih te* BARDHË, ~A (e). E ha barutin me grushte *shih te* GRUSHT,~I. la ha bukën gomari *mospërf. shih te* GOMAR,~I. S'e ha bukën kot (edhe *poh.) shih te* BUKË,~A. E hante bukën me lot *shih te* LOT,~I. Ka ngrënë bukë emjaltë *me dike shih te* MJALTË,~I. S'e ha (s'e ngjyen) turpin me bukë *shih te* BUKË,~A. Ha bukë veç (veçan)të tjerëve *shih te* VEÇ. Hëngri (kafshoi) buzët me dhëmbë *shih te* KAFSHOJ. Të ha në dritë të syrit *shih te* DRITË,~A. Kemi ngrënë një furrë bukë (një thes kripë, një hambar miell) *me dike shih te* FURRË,~A. Sikur i ka ngrënë gomari bukën shumë i mërzitur, shurrië i dëshpëruar. E hante grurin (që) në are *shih te* GRURË,~I. Ha gur e dru bën be, be-tohet me siguri. S'e ha guri i mullirit *shih te* GUR,~I. E hëngri gjarpri me dy koka *shih te* GJARPËR,~RI. Hëngri (i dhanë, mori) gjysmën e lekut *përçm. shih te* LEK,~U. Ka ngrënë me gjysmë luge *iron, shih te* LUGË,~A. Ha (bren) hekurin (çelikun, plumbin, gurin) me dhëmbë *shih te* DHËMB,~I. Ha këmbë gjelëze *shih te* GJELËZ,~A. Ha këmbët e veta vuan shumë sa s'duron dot me. I ha koka për brirë *shih te* KOKË,~A. S'e ha atë kokërr ulliri nuk bie në kurth, nuk gënjehem, nuk e pranoj diçka që e di se

është e kcqe. Ha lak e lëmsh *shih w* LAK,~U. Ka ngrënë lule thane a) ka shëndet të mirë, i ecën shëndeti; b) i ka marrë masat me kohë. Sikur i ka ngrënë macja brutnin shumë i mërzitur, shumë i dëshpëruar. Si ha macja cironkat!? *iron, shih te* MACE,~JA. Ha (merr) majë me majë *shih te* MAJË,~A. I ha përsheshin macja është fare i mefshtë, nuk është i zoti, është i humbur. Ka ngrënë plëndës pule *shak. shih te* PULË,~A. E ha preshin nga bishti *shih te* BISHT,~I. S'ia ha pulal dhelpra *dikujt shih te* PULË,~A. Ku ha pula gurë *(sUM)'shih te* GUR,~I. S'ha pule të ngordhur *shih te* NGORDHUR (i,e). I ha pula qurrat *mçspërf. shih te* PULË,~A. E hëngri me gjithë pupla *thjeshtligj. shih te* PUPËL,~LA. Ha qen e shpend *shih te* QEN,~I. S'ia ha qeni shkopin *dikujt shih te* QEN,~I- la ha syri në qime *shih te* SY,~Rt. E ka ngrënë turpin me bukë nuk turpërohet fare për gjërat e pa-hijshme që bën, është i pacipë. Ha token (dheun) me dhëmbë *shih te* DHËMB,~I. Ha veten (duart) me dhëmbë *shih te* DHËMB,~I. Ha veten nën lëkurë *shih te* LËKURË,~A. Është shkund e ha *shih te* SHKUND. Pre mish e ha *shih te* MISH,~I. Sikur qeni qepën të hajë *shih te* QEPË,~A. Çon një pelë e ha një thelë *fj. u. shih te* PELË,~A. Fiton pesë e ha (prish) gjashtë *shih te* GJASHTË. Ha bukë me grushte barkut *shih te* GRUSHT,~I. Ha bukën e përmbys kupën nuk ia di të mirën tjetrit, është mosmirënjohës, është bukë-shkalë. Kiish ha bukë, bën edhe thërrinre *fj. u. shih te* BUKË,~A. Hamë bukën tone e bëjmë davanë e botës (rrabim thekrën e botës) *shih te* BUKË,~A. Po nuk hëngre hudhër, nuk bie erë )\ *u. shih te* HUDHËR,~RA. Të ha shalqirin e të rreh me lëkura *shih te* SH^LQI, ~RI. Ka ngrënë me shumë mjaltë se bukë *shih te* MJALTË,~I. I ha shyta e i nxjerr me brirë *shih te* SHYTË,~A. Kur s'ha kumbulla, s'të mpihen dhëmbët {dhëmballët) *fj.* u. *shih te* MPIHEM. Kur s'ke rrush, ha edhe larushk *fj.u. shih te* LARUSHK,~U. Djemtë (fëmijët) hanë kumbulla (thana), pleqve u mpihen dhëmbët *iron, shih te* MPIHEM. Kërkon të hajë me dy luge *keg. shih te* LUGË,~A. Kërkon të hajë me luge të
madhe *keq. shih te* LUGË,~A. Qeni që leh nuk të ha (nuk të kafshon) *fj. u. shih te* LEH. Qeni leh atje ku ha *fj. u. keq. shih te* QEN,~I.

HABER,~I m. *sh.* ~E, ~ET *bised.* Lajm; njoftim. *Haber i mirë (i keq, i lig). Erdhi haberi. I solli haberin. Çoj (pres) haber. I jap (marr) haber. Bëj haber* lajmëro j.

S'ka haber për *diçka o se nga diçka* nuk di gjë fare për diçka, s'di ta bëjë fare një punë, nuk e njeh fare, s'merr erë. S'merr haber nuk kupton; s"merr vesh për çka i thua.

HABERMADH,~E *mb. bised., keq.* Që meson lajme të ndryshme andej e këtej dhe i përhap ato, që i çon fjalët lart e poshtë.

HABERTAR,~E *mb.* 1. *vjet.* Që sillte një lajm, lajmëtar. *Njeri habertar.*

2. *bised.* Që lajmëron diçka, që jep shenjën për diçka. *Pushka habertare.*

3. *si em.* ~, ~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Lajmëtar.

HABERZI,~ZEZË *mb. bised.* 1. Që sapo ka vde-kur, që i ka dale lajmi i zi i vdekjes.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ajo haber zeza. La pesë fëmijë haberziu.*

HABI,~A . Ndjenjë a përshtypje që na krijohet nga diçka e jashtëzakonshme, e papritur, e çuditshme ose e pakuptueshme për ne; gjendje hutimi përpara diçkaje të papritur ose të pakuptueshme; çudi. *Me habi të madhe. Britmë habie. Shpreh habi. Ngjalli (shkaktoi) habi. E pa (e yështroi, e priti) me habi. Me vjen habi* habitem. *Mbeti (shtangu) nga habia.*

HABIT (HABIS) *ka!.,* ~A, ~-UR. 1. I ngjall habi dikujt, i bëj përshtypje me diçka të papritur a të pa-besueshme, çudit. *Habiti botën. I habiti ti gjithë.*

2. E lë pa mend dike, e lë me gojë hapët me diçka te jashtëzakonshme ose shumë të mirë, e mahnit; e hutoj dike. *E habiti shumë. Na habiti loja e ihkilqyer.*

HABITEM *vetv.* 1. Me bën përshtypje të madhe diçka e papritur, e pabesucshme ose e pakuptueshme; me vjen habi, nuk e besoj diçka, çuditem. *Habitem* m: *të. V habit a kur e pashë. Është për t'u habitur.*

2. Mbstem pa mend përpara dikujt a diçkaje, mbe-tem me gojë hapët para diçkaje të jashtëzakonshme ose shumë të mirë, habitem; hutohem, jepem i tëri pas diçkaje sa harroj se ku jam e ç'po bëj. *V ha-bitën pa masë. Habitem pas panes. U habitën pas lojës. U habit pas ngjyrave (pas luleve). Mos u habit.*

HABtTJ E,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve HABIT, HABITEM. *E humbi nga habitja.*

HABITORE,~JA . *gjuh.* Mënyra habitore. *Për-dorimi i habitores.*

HABITORE *mb. gjuh.* Që shpreh diçka, të cilën e japim si të papritur, si të çuditshme a si gjë që na habit. *Fjali habitore.*

• Mënyra habitore një nga mënyrat e foljes në gjuhën shqipe, e cila shpreh një veprim a një gjendje që kryhet ose ngjet papritur dhe ngjall habi te folësi.

HABlTSHËM (i), ~ME (e) *mb. I* Që ngjall habi, që ka diçka të papritur ose të pabesueshme, i çuditshëm. *Gjë e habitshme. Ngjarje e habitshme. Rust i habitshëm. Pamje e habitshme. Punë e habitshme.*2. Që ka tipare të veçanta, të cilat shmangen pak nga rregulli i zakonshëm e normal; që sillet e vepron ndryshe nga të tjerët; që është jo fare normal. *Njeri i habitshëm. Sjellje e habitshme.*

3. I jashtëzakonshëm, që të mahnit, i mahnitshëm. *Shpejtësi e habitshme. Pirparime të habitshme.*

4. *bised.* Që hutohet shpejt, që e humb mendjen; që s'e mban mendjen aty. *Njeri i habitshëm.*

HABlTSHËM *ndajf.* Me habi, duke qenë i hutuar. *Rrinte (ishte, shikonte) habitshëm. Pyeti habitshëm.*

HABlTUR (i,e) mi. 1. Që është habitur nga diçka, i çuditur; i hutuar. *Njeri i habitur. Pyeti (mbeti) i habitur.*

2. Që shpreh habi ose hutim. *Vështrim i habitur. Qëndrim i habitur.*

HAFEZ, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Titulli me i ulët i klerikëve myslimanë; ai që e ka këtë titull dhe që di përmendësh tekstin e kuranit, të cilin ua thotë besim-tarëve gjatë shërbimeve fetare (në vendet ku vepron feja myslimanë).

HAFIF,~E *mb. vjet.* 1. I dobët, i hequr; i hollë e i thatë (zakonisht për njeri un). *Me fytyrë hafife. E ka trupin hafif.*

2. I lehtë nga pesha; që tretet lehtë (për ushqimet). *Këpucë hafife. Ngarkesë hafife. Gjellë hafife.*

3. *fig.* Mendjelehtë. *Djalë hafif.*

HAFIJE,~A *m. sh.* <~E, ~ET *vjet.* Spiun. *Ha-fijet e pushtuesit. U be hafije. E ndoqën hafijet.*

HAHARIS *jokal,* ~A, ~UR. Haharisem.

HAHARlSEM *vetv.* Qesh më të madhe. *Hahari-seshin vajzat.*

HAHATEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Mbetem me gojë hapur përpara dikujt a diçkaje, habitem e hu-tohem nga diçka.

HAHEM *vetv.* I. *vet. veto III.* Përdoret, merret si ushqim; shërben si ushqim; nuk të dëmton po ta hash. *Ngjala hahet e skuqur. Çdo gjë nuk hahet.*

2. *vet. veto III (me një trajtë të shkurtër të peremrit vetor në r. dhanore).* Me pël-qen, dua, dëshiroj ie ha diçka; kam oreks. *Me hahet bukë. Jepja kur t'i hahet. S'më hahet* s'kam oreks.

3. *vet. veto HI sh.* Kafshojnë a hand njëri-tjetrin. *Po hahen qentë (kuajt). Kur hahen qentë, i ha ujku dhentë. fj. u.*

4. *vet. veto 111.* Gërryhet a brehet duke u kruar ose duke u fërkuar me diçka a pas diçkaje; zvogëlohet diçka pak e nga pak. *janë ngrënë dhëmbët. I janë ngrënë rrobat (këpucët). Ka nisur të hahet hëna.*

5. *fig.* Zihem a grindem me dike, bëj sherr; kapem me fjalë. *U hëngrën me fjalë. Haheshin në mes tyre. U hëngrën për hiçgjë. Haheshin si qentë. Hahen me dhëmbë* zihen keqas. *Hahem me veten (me veten time)* jap e marr me Veten vras mendjen për të zgjidhur diçka që me mundon, vuaj përbrenda për të zgjidhur një çështje pasi pendohem a nguroj për diçka.

6: *vet. veta HI fig.* Shkon, vete mirë diçka, paj-tohet; është për t'u besuar, besohet; pranohet, durohet dikush ose diçka; kuptohem me dike, mund të me-rrem vesh me të. *S'më hahet fjala (muhabeti) m e dike* edhe *poh. Me hahet shoqëria (miqësia). Nuk hahet aspak (fare). A hahet kjo? Nuk na hahet së bashku. S'më hahet buka me dike* nuk shkoj mirë me të.

7. *fig.* Matem me dike; i bëj ballë, e përballoj. *Hahet edhe më të mirët. Nuk hahet dot me ne. S'hahet aq lehtë kjo e përpjetë.*

8. *fig. (zakon. me pjesëzën moh.* s' *ose* nuk *dhe me një trajtë të shkurtër të pë r-emr it vet or në r. dhanor e).* Nuk përtoj, nuk me vjen rëndë të bëj diçka, nuk kursehem për një punë. *S'më hahet goja* nuk përtoj të fias, t'i them dikujt për një punë.S'më *hahen këmbët* nuk me vjen rëndë të shkoj diku për një punë, nuk kursehem për të kryer diçka

9. *Pës. e* HA.

• Nuk hahet as me hudhra *shih te* HUDHËR,~RA. Me hahen mendtë (ndër vete) *shih te* MEND,~TË. Hahen (zihen) si qentë në garroq *shih te* GARROQ,~I. S'hahet as me vaj, as me uthull *shih te* VAJ,~I i. Pe-ma pa u pjekur s'hahet *fj. u. shih te* PEMË,~A.

. HAIR,~I *m. bised.* Mbarësi që sigurohet me punë, lumturi; mirësi e dikujt, dobi. *Njeri (djalë) i hain't. Sahati i hairit. I pa hairin dikujt a diçkaje* përfitoi, pati dobi prej tij a prej saj. *S'bën hair* nuk sjell dobi, nuk sjell ndonjë të mirë. *S”ia kam parë hairin. Bëfsh hair! ur.* të vajttë mbarë. *Mos beftë hair! mallk. Hair qoftë! (hair të bëhet!) për* të mirë qoftë!; ashtu u bëftë! *U bëftë i hairit! ur.* u bëftë i mbarë! (për fëmijët). *pafsh hairin! iron. Mos e bëftë pikën e hairit! mallk. Të qoftë për hair! ur.*

•*k* Manastir pa hair *vjet.* njeri shumë dorështrën-guar, njeri që s'të jep as një pike ujë; shtëpi jomik. pritëse. I mbiu sherri midis hairit *shih te* SHERR,~I.

HAIRTË (i,e) *mb. bised.* Që sjell mbarësi e lumturi; që sjell të mira a dobi, i hairit. *Djalë i hairtë.*

HAJ i. *lidh. bised.* Përdoret e përsëritur me kuptimin “ose... ose...”, “si... si...”, “qoftë... qoftë...”. *Haj ketu, haj aty. Haj ti, haj ai. Haj nga sëmundja, haj nga pleqëria.*

II. *pasth. bised.* Përdoret për të përforcuar dhimbjen shpirtërore a pikëllimin e dikujt. *Haj, medet! Haj, e mjera unë!*

HAJAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shesh përpara derës së një ndërtese, i shtruar me dhe të ngjeshur ose me rrasa, i mbuluar me çati të vendosur mbi shtylla dhe zakonisht i parrethuar me mur ose i rrethuar me mure të ulëta a me parmakë; treme. *Hajat i shtruar. Hajat me mure (me parmakë). Hajati i kishës (i xha-misë). Shtyllat e hajatit. Rrinte (doli) në hajat.*

*2.* Pjesë e gjerë në katin e poshtëm të një ndërtese, ku hyhet nga dera kryesore (zakonisht e shtruar me pllaka guri, mermen etj.). *Hajat i madh (i gjerë, i ngushtë, i gjatë). Hajati i shtëpisë. Shkallët e hajatit.*

3. *bised.* Hauri i bagëtive në katin e poshtëm të shtëpisë, katua; ndërtese e thjeshtë njëkatëshe me çati të lartë e pa mure, që shërben për të mbajtur veg-lat bujqësore. *Hajati i lopëve. I mbylli kuajt në hajat. E futi qerren në hajat.*

4. *fig. vjet.* Limer. *Hajati i kaçakëve (i hajdutëve). ~k* E prishi hajatin *me dike* i prishi marrëdhëniet me dike, u zu, i ndau hesapet. I jep hajat *diçkaje* përkrah a mbulon një gënjeshtër, i bëhet strehë.

HAJDE,~NI *pasth. bised.* 1. *përd. kallëzues.* Eja-*Hajde ditën! Hajde në mbrëmje! Hajde vetëm! Haj-deni me ne! Hajdeni pas meje!*

2. Përdoret kur thërresim, kur ftojmë, kur nxitim dike për të nisur një punë, për të bërë diçka etj; eja. *Hajdeni, more shokë! Hajde të shkojmë. Hajde të bi-sedojmë! Hajdeni të këndojmë (të vallëzojmë, të she-tit im)! Hajde, gështenja të pjekura! Hajde, mos ki gajle! Hajde, se nuk të lëmë vetëm!*

3. Përdoret kur shprehim miratim, admirim, habi, urim, pakënaqësi, mospërfillje ose ndonjë ndjenjë tjetër. *Hajde, t'ju rrojël Hajde ç'vete! Hajde ç'djalë që është! Hajde ç'trim ka qenë! Hajde djalë, hajde! Hajde bandill, hajde! Hajde ntendje, hajde! Hajde, hajde, ç'paska këtej!*

4. Përdoret kur flasim për diçka që nuk mund të kundërshtohet, që duhet bërë patjetër ose kur flasim për diçka që është shumë e vështirë të bëhet për shkak të një kundërshtimi, të pasojave të këqija etj. *Hajde ta urdhërosh atë! Hajde t'i lëshosh ato! Hajde mos e pastro! Hajde mos e qep po deshe! Hajde bëje, po tr duash! Hajde merre, po të ta mbajë!*

*it* Hajde de *thjeshtligj. shih te* DE. Hajde baba të të tregoj arat (vreshtin)! *iron, shih te* BABA,~I.

HAJDUT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Vjedhës; cub, kusar. *Hajdut i regjur. Hajdut xhepash (shtëpish). Hajdut me damkë (me çizmej* hajdut i regjur. *Hajdut me katër duar (me gjashtë gishta)* hajdut i shkathët, i regjur. *Hajdut me doreza (me dorashka)* hajdut që vepron me shumë kujdes; hajdut me përvojë. *Pole (çerdhe, strehë) hajdutësh.*

2. Kaçak. *Hajdut malesh.*

3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit.

HAJDUTÇE *ndajf. bised.* 1. Hajdutërisht. *Hyri hajdutçe. Iku (u largua) hajdutçe. E mori hajdutçe.*

2. *Përd. mb.* Kaçakçe. *Feste hajdutçe. Valle (këngë) hajdutçe.*

HAJDUTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised. Fem. e* HAJDUT,~I.

HAJDUTËRl,~A . 1. *përmb.* Tërësia e hajdutëve, hajdutët.

2. Vjedhje. *Merrej me hajdutëri.*

HAJDUTËRISHT *ndajf.* Fshehurazi, vjedhurazi si hajdutët, hajdutçe. *Hyri (u fut) hajdutërisht. Iku hajdutërisht. E bëri hajdutërisht.*

HAJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Ushqim (për njerëz a për kafshë). *Haja e njerëzve. Haja e lopëve. Haja e qenit. Dy mullarë me haje. E mban me haje.*

HAJEKEQ,~E *mb.* Ngrënëkeq. HAJGER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Hamshor.

HAJMALI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Send i vogël, që e mbanin njerëzit me vete ose që u varej kafshëve, sepse, sipas besimeve të kota, gjoja kishte fuqi t'i shëronte nga sëmundjet, t'i mbronte nga rreziqet e fatkeqësitë, t'u sillte mbarësi etj. *Varnin hajmali. E mbante si hajmali. Hoxhët bënin hajmali. I hoqën hajmali të.*

HAJMEDET *pasth.* Përdoret kur shprehim dësh-përim të madh, dhimbje a keqardhje të thellë, frikë ose tmerr; medet. *vdiq djali, hajmedet! Hajmedet, si i bëhet hallit?!* *-k* Bën hajmedet a) vajton shumë për dike a për diçka; b) qahet, ankohet shumë.

HAJN,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* Vjedhës, hajdut.

HAJNl,~A . *sh.* ~, ~TË *krahin.* Vjedhje, hajdutëri.

HAJNlSHT *ndajf. krahin.* Hajdutërisht.

HAJNJERI,~U *m. mit.* Njeri që besohej se ishte me trup të madh e me një sy dhe hante njerëz, ciklop.

HAJT *pasth. bised.* Hajde. *Hajt, nisu! Hajt, këput qafën! Hajt të ikim (të flemë). Hajt, more, ç'thua! Hajt, mos u m'erzit. Hajt, të rroni vetë! Hajt se do të rregullohet ajo punë! Hajt, ta mbash atë! Hajt, mos e fshij!*

HAJTHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Bëhem i hajthëm. *Filloi të hajthet.*

HAJTHËM (i), ~ME (e) *mb.* I nolle nga trupi e nga fytyra, por i shkathët e i zhdërvjellët; jo i trashë e jo i ngjallur, i thatë. *Njeri (djalë) i hajthëm. Çupë e haj-thme. Me trup të hajthëm. Lis i hajthëm. Është i hajthëm, por i thantë.*

HAJTHMËRI,~A . Të qenët i hajthëm. HAJUJK,~U *m. euf.* 1. Djalli, qoftëlargu. 2. Shakullinë, dredhë.

HAJVAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Kafshë shtëpiake, zakonisht kafshë ngarkese. *Hajvan ngar-kese (barre).*

*2.* Sasia e ngarkesës që mban një kafshë, barrë. *Një hajvan dru. Dy hajvanë drithë.*

3. *fig. thjeshtligj., shar.* Njeri i trashë nga mendja, budalla, gomar. Ç"*hajvan qenka!*

4. *si mb.* ~, ~E *thjeshtligj.* I trashë nga mendja, budalla. *S'kishte njeri me hajvan se ai. Paska qenë fare hajvan (hajvane).*

HAJVANÇE *ndajf. thjeshtligj.* Si hajvan, si gomar. *Sillej hajvançe.*

HAK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* 1. Shpër-blimi për një punë që merret përsipër dhe kryhet me marrëveshje, pagesa për punën e kryer. *Haku i pu-nës. Haku i ustait. la hëngri hakun. E punoi me hak. Sa i bëri haku?* S'ë *kam hak* nuk të detyrohem gjë për diçka.

2. Hakmarrje, shpagim. *la mori hakun.*

3. E drejtë që me takon; ajo që meritoj; e drejtë, arsye. *Hak për hak* sipas punës edhe shpërblimi. *E ka (me) hak. Ka hak. I jap hak. Laj hakun. la hëngri hakun.*

*-k* E bëri hak e meritoi diçka. I doli hakut (borxhit, nga borxhi) *dikujt shih te* BORXH,~I. I hyri në hak *dikujt* i hëngri të drejtën. I vjen hakut (i yjen për hak) *dikujt keq. shih te* VIJ. Kija inatin dhe foli hakun! (kija inatin, po hakun mos ia ha!) *fj.u. shih tek* INAT,~I.

HAK ATEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised.* Përpiqem të bëj diçka, mundohem shumë, rropatem. *U hakat shumë. Hakatet (ë zbresë. U hakat ta gjente.*

HAKÇE *ndajf. bised.* Sipas së drejtës që me takon, tamam, me hak; ashtu si duhet, pa hile. *Punon hakçe. Foli hakçe. E ka hakçe. Ta themi hakçe.*HAKË,~A. *bised.* Hak. *Haka e punës. la hëngrl taken. Vajti haka tek i zoti. la morën hakën.*

HAKËRREHEM *vetv.* ~EVA, ~YER. *shih* HA-KËRROHEM. *IU hakërrye me zë të lartë.*

HAKËRRI,~A. 1. Hakërrimë. *E vë'shtroi rne ha-kërri. Ifoli me hakërri.*

2. Afshi i doses dhe i hakoçit në kohën e ndërzimit. *Hakërria e derrave.*

HAKËRRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vepri.mi sipas kuptimeve të foljes HAKËRROHEM. *Hakërrinii i qenit (i dosave).*

2. Hakërrimë.

HAKËRRlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Britmë e forte dhe më të egër, qortim me zë të lartë e me kër-cëaim, kanosje, gërmushje; egërsi. *Hakërrima e nje-riut. Hakërrima e qenit. Ifoli me hakërrimë. E vështroi me hakërrimë. U trentb nga hakërrima.*

HAKËRROHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. 1.

I bërtas fort e më të egër dikujt; e shaj a e qortoj dike me zë të lartë e me kërcënim, i kanosem dikujt, i gër-mushem dhe e tremb; egërsohem shumë (edhe *fig.). U hakërrohet lopëve (qenve). la hakërrua të birit. I hakërrohej si bishë. Po hakërrohet qeni. U hakërrua era.*

2. Ngrefosem, krekosem. *Hakërrohej para shokëve. Hakërrohej lart në kale.*

3. *vet. veto III.* Ndërzehet, merr hakoç (për dosën).

HAKËRRUAR (i,e) *mb.* Që është egërsuar shumë dhe është bërë kërcënues. *Kale i hakërruar. Turmë e hakërruar. Me fytyrë të hakërruar. Me sy të hakërruar.*

HAKËRRUES,~E *mb.* Kërcënues, kanosës. *Vësh-trim hakërrues. Pamje hakërruese.*

jlAKMARRËS,~E *mb.* 1. Që shpaguhet për një të keqe, për një dhunë, për një krim a për një padrejtësi, për një fyerje, për një qortim a kritikë etj., duke e ndëshkuar a duke e dëmtuar me mënyra të ndiyshme atë që e ka bërë; që ka prirje a dëshirë për të marrë hak (edhe *keq.). Luftë hakmarrëse. Njeri hak-mdrrës. Synime (qëllime) hakmarrëse. Veprim (qën-drim) hakmarrës. Sulm hakmarrës. Masa hakmarrëse.*

2. Që i merr gjakun një të vrari, gjakmarrës (sipas zakonit të kohës së kaluar, kur kishte armiqësi ndër-mjet dy familjesh a flsesh). *Shtëpia hakmarrëse.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

HAKMARRJE,~A *sh.* ~E, ~ET. I. Shpagim për një të keqe, për një dhunë, për një krim a për një padrejtësi, për një fyerje, për një qortim a kritikc etjj, duke e ndëshkuar a duke e dëmtuar me mënyra të ndryshme atë që e ka bërë; prirja a dëshira për të marrë hak (edhe *keq.). Hakmarrje e drejtë. Hakmarrja e popullit. Ndjenja e hakmarrjes. Shpirti i hakmarrjes.*

2. Marrja e gjakut të një të vrari, gjakmarrja (sipas zakonit të kohës së kaluar, kur kishte armiqësi ndërmjet dy familjesh a fisesh). *Vrasje për hakmarrje.*

HAKMËRREM *vetv.,* ~MORA (u), ~MARRË. 1. Shpaguhem për një të keqe, për një dhunë, për një krim a për një padrejtësi, për një fyerje, për një qortim a kritikë etj., duke e ndëshkuar a duke e dëmtuar me mënyra të

ndryshme atë që e ka bërë. *Hakmerren kundër pushtuesit. Hakmerret për krimet e kryera.*
*2.* I marr gjakun një të vrari (sipas zakonit të kohës së kaluar, kur kishte armiqësi ndërmjet dy familjesh a fisesh).
HAKOÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Derr i patredhur, harç.
HAKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR_ *vjet.* Caktoj shpër-blimin për një punë që merret përsipër sipas një ma-rrëveshjeje; jap hakun për një punë të kryer.
HALA *ndajf. bised.* Ende, akoma. *Hala s'është bërë. Hala s'e kupton?*
HALARUC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Peshk me shumë hala, hales.
HALE,~JA *sh.* ~, ~TË *bised.* Nevojtore.
HALË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Secila nga eshtrat e gjata dhe të holla si gjilpërë, që kanë peshqit në të dyja anët e boshtit të kurrizit ose nëpër mish. *Hale peshku. Peshk pa hala. E shpoi (i ngeci) një hale. I heq halat (peshkut).*
*2.* Fije e hollë dhe e mprehtë te kalliri i të lashtave. *Halat e grurit (e thekrës). Grurë me (pa) hala.*
3. Gjethja e drurëve halorë, e cila është e hollë dhe e gjatë. *Hale pishe (bredhi).*
4. *bot.* Pisha e zezë; pishë. *Dm hale. Pyll hale. Si hala në bjeshkë.*
5. Spicë, thumb (edhe *fig.). Hale guri. Hale bari. Hale këpucësh. Ftet me hala.*
*6. përd. mb.* Shumë i mprehtë (edhe *fig.). I ka dhëmbët hale. E mprehu briskun e bëri hale. E ka gjuhën hale.*
•*k* Fjalë e hale thashetheme. Iu bëftë hale në grykë! *mallk.* i ngectë në grykë! E bën halën (qimen) tra *shih te* QIME,~JA. E kishte halën në grykë ishte në gjendje të vështirë, e kishte litarin në grykë. E ka hale (ferrë, gjemb, shushull) në sy e urren shumë, nuk e sheh dot me sy, s'e duron dot. Kërkon halën në përpeq *shih te* PËRPEQ, ~I.
HALËBARDHË *mb. vet. m.* 1. Që i ka halat e ka-llirjt të bardha (për një lloj gruri). *Grurë halëbardhë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *U poq halëbardhi.*
HALËKUQ *mb. vet. m.* 1. Që i ka halat e kallirit të kuqe (për një lloj gruri). *Grurë halëkuq.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Halëkuqi e bën bukën të mirë.*
HALËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Peshk me shumë hala. *Halësi të mundon.*
HALËZ,~A. *bot.* Bimë e egër barishtore, e helmet, me kërcell të ashpër në majë, me kallinj te blertë ose të kuqërremë, që rritet në toka me lagështirë.
HALËZl *mb. vet. m. I.* Që i ka halat e kallirit të zeza (për një lloj gruri ose për një lloj orizi). *Grurë (oriz) halëzi.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E korrën hajëziun.*
HALËZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të foljes HALËZON. *Halëzimi i grurit. Gjatë kohës së ha-lëzimit.*
HALËZON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Nxjerr hala (për drithërat). *Halëzon gruri (thekra).*HALËZUAR (i,e) *mb.* Që ka lëshuar hala; që është me shumë hala. *Grurë i halëzuar. Lloj i halëzuar.*
HALIÇ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gur i vogël, copë e vogël guri; zhur. *Haliç i bardhë. Haliçët e mwrit. Haliçët e rrugës. Haliçët e lutnit. I vogël sa një haliç. Shtroj (mbush) me haliçë.*
*2. kryes. sh.* Gjëra të hedhura, hedhurina.
• Humbi si meli në haliç (në rërë) *shih te* MEL,~I.

HALIJER,~I *m. vjet.* 1. Vend që i përkiste gjithë fshatit; gjë pa zot. *Halijeri i fshatit. Kullotnin në ha-lijer. S'është halijer.*
2. *përd. mb.* Që ishte braktisur, që ishte lënë pas dore, i shkretë. *Vend (tokë) halijer. Mall halijer.*
HALlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pishnajë.
HALMUCË,~A . *sh.* —A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare, që lëshon kalli me hala si gruri dhe që e ha shumë breshka; bar breshke. *Halmucë vezake. Halmucë me tri hala. Kalli halmuce.*
HALOGJEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *kim.* Secili nga katër elementet kimike (jodi, klori, fluori, bromi) që, kur bashkohen me hidrogjenin, japin acide të paoksigjenuara dhe që gjenden në natyrë vetëm si kripëra; në *sh.* grupi i këtyre elementeve kimike. *Grupi i halogjenëve.*
HALOR,~I *m. zakon. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Familje drurësh si pisha, bredhi etj., që i kanë gjethet të holla e të gjata si gjilpëra dhe përherë të blerta, farat të mbledhura në një kokërr të vetme dhe drurin me shumë rrëshirë; dru që bën pjesë në këtë familje. *Druri i halorëve. Pyll halorësh.*
HALOR,~E *mb.* 1. *bot.* Që është i hollë, i gjatë dhe me maje të mprehtë si hale; që i ka gjethet në këtë trajtë; që përbëhet nga halorë. *Gjethe halore. Dru halor. Pyll halor.*
*2. tekst.* Që është i forte si hale; që ka qime të trasha si hale. *Qime halore. Lesli halor. Fije halore.*
HALTH,~I m. *sh.* ~E, ~ET *bot.* 1. Gjethe e hollë dhe e gjatë si gjilpërë që ka pisha, bredhi etj., gjethe halorësh.
2. *krahin.* Halmucë, bar breshke.
HALUCINACION,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Ndijim a përfytyrim i rremë që i shfaqet një njeriu kur është sëmurë rëndë, kur është në kllapi, kur është tronditur shumë shpirtërisht etj. *Halucinacion pamor (dëgjimor). Halucinacionet e nuhatjes.*
HALURINË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Hale ose diçka tjetër e hollë dhe e gjatë si hale; grumbull halash. *Halurinat e peshkut. Halurinat e pishes. Ha-lurinat e aegëve* shkarpat.
2. *mospërf.* Peshk me shumë hala.
3. *bised.* Dru halor.
HALVETI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *fet.* Sekt fetar mysliman, sipas të cilit njeriu duhet të jetojë i vetmuar, larg botës; pasuesi i këtij sekti (në \endet ku vepron ky sekt; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Sekti i halvetinjve.*
HALL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Gjendje e vështirë, mundim që vjen nga mungesa e diçkaje, nga vuajtjet etj.; nevojë e madhe për diçka, ngushticë. *Ra në hall. Ishte në hall e s'dinte ç'të bënte. E bëri (e pati) nga halli. Kishte një hall. Erdhi për hall. E*
*shtyu halli. Është në hall për diçka* ka shum4 nevojë për diçka. *la di hallin. la zgjidhi hallin. E la në hallin e tij (e saj).*
*2.* Diçka që sjell kokëçarje, çështje shqetësuese që duhet zgjidhur, shqetësim; diçka që shkakton vuaj-tje shpirtërore, hidhërim, brengë. *Hall i madh. Hallet e jetës (e shtëpisë). Njeri me halle. Jetë me halle. Kishte halle shumë (një mijë halle). E kishin plakur hallet. I mbaroi hallet. E zunë hallet shpejt.*
3. Zgjidhje, rrugëdalje. *Bëri hall* gjeti diçka, e rre-gulloi (ra: vështirësi); gjeti rrugëdalje në një fare mënyre. *bëhet halli* i gjendet rrugëdalja në një fare mënyre. *I jap hall diçkaje* i jap rrugë diçkaje, i jap dum diçkaje. *Si do t'i vejë halli? (një p u -ne a dikujt)* si do të zgjidhet, si do të marrë fund, si do të përfundojë (diçka a dikush).

4. *përd. ndajf.* Keq. *Hall kështu, hall ashtu. Hall ta marrësh, hall ta lësh. Hall me të, hall pa të. Hall me buaj, hall me qe. fj. u.*
•*k* Vaj halli! *shih te* VAJ,~I n. Është halli që... (halli është se...) puna është se..., duhet të shqe-tësohemi për... Ku e ke hallin? ku kërkon të dalësh, ç'synon të arrish? Kam hall sa... dua sa..., e kam për detyrë sa... (të bëj diçka), e kam keq sa..., e kam vështirë sa... I qaj hallin *dikujt shih te* QAJ. Mos i qaj hallin atij! *shih te* QAJ. S'e zë halli (tneraku, qederi) *shih te* ZË. Ishte në ditë (nëpikë) të hallit ishte në gjendje shumë të vështirë. Ishte për të qarë hallin ishte shumë keq, ishte në gjendje shumë të vështirë. E bën nga halli e jo nga malli e bën nga e keqja e jo se do vetë. I qan hallin kalorësit se i varen këmbët *shih te* KALORËS,~I.
HAIXAGREP *ndajf. krahin.* Kot me kot, shpejt e pa u menduar, kuturu; pa rregull, mbarë e prapë. *Fliste hallagrep. S'bëhet puna hallagrep. Vishej ha-I lag rep.*
HALLAKAT (HALLAKAS) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Shpërndaj andej ekëtej një grumbull a një tufë. *Hallakat dheun (plehun). Hallakat misrin. Hallakat pulat. I hallakati njerëzit.*
*2.* Hap diçka të mbledhur a të mbërthyer mirë, zgafulloj; prish. *Hallakat rrobat. Hallakat murin.*
3. E çoj dike lart e poshtë që të mos mbarojë punë; e bëj të merret me gjëra të ndryshme e pa rëndësi; e sorollat pa i mbaruar punë (edhe *fig.). E hallakati rrugëve. E hallakati kot. Ai të hallakat e s'të mbaron punë.*
• I hallakati brinjët *dikujt* e rrahu fort sa i theu brinjët.
HALLAKATEM vefv. *bised.* 1. Shpërndahet andej e këtej (për një grumbull a një tufë). *Iu hallakatën jlokët. U hallakatën njerëzit. U hallakatën dhentë (pulat, bletët). U hallakatën retë. U hallakatëm andej-këtej. U hallakatën nëpër pyll.*
2. *vet. veta III.* Hapet diçka e mbledhur a e mbërthyer mirë, zgafullohet. *M'u hallakatën rrobat. U hallakat fare.*
3. Endem andej e këtej, bredh poshtë e lart pa mbaruar punë; merrem me gjëra të vogla c pa rëndësi, sorollatem (edhe *fig.) Hallakatej rrugëve (kot). V hallakatën gjithë ditën.*
4. *Pës. e* HALLAKAT.
HALLAKATJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HALLAKAT, HALLAKATEM, HALLAKATUR (i,e) *mb. bised.* 1. I shpërndarë ahdej-këtej (për një grumbull a një tufë). *Dhe (pleh) i hallakatur. Fshat i hallakatur. Me flokë të hallakatur.*
2. I hapur a i zbërthyer, i zgafulluar (për diçka që ka qenë e mbledhur ose e mbërthyer mirë); i prishur. *Me rroba të hallakatura. Gardh i hallakatur.*
3. *fig.* Që s'e mbledh mendjea në një punë, i shpërndarë. *Njeri i hallakatur. Me mendje të hallakatur.*
HALLALL,~I *m. bised.* I. Diçka e lejueshme dhe e drejtë; diçka e fituar me punë e me djersë, diçka e merituar; *kund.* haram. *Mori hallallin. E paç hallall! ur. Hallall të qoftë! ur. Mos përziej hallallin me ha-ramin. fj.u.*
2. Njeri i mirë e i drejtë, njeri i mbarë. *Hallalli i shtëpisë.*
3. *si mb.* ~, ~E. I mirë, i drejtë, i mbarë. *Djalë hallall. Vajzë hallalle.*
•*k* Ia bëri hallall a) ia dha me gjithë zemër; b) ia fali fajin, e ndjeu.
HALLALLOHEM *vetv. bised.* Përshëndetem e përfalem me dike, ndahem më të duke ia bërë hallall diçka; i jap lamtumirën e fundit dikujt. *U hallallua rtie nënën (me njerëzit e vet, me shokët). Jku (vdiq) pa u hallalluar.*
HALLALLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* E ndjej dhe e fal dike për ndonjë faj a për ndonjë veprim të gabuar, ia bëj hallall. *E hallalloi djalin.*
HALLALLOS *kal,* ~A, ~UR *bised. shih* HA-LLALLOJ.
HALLALLOSEM *vetv. bised. shih* HAIXALLO-HEM.
HALLASHTIS *kal.,* ~A, ~UR *bised. shih* HA-LLALLOJ.
HALLASHTISEM *vetv. bised. shih* HALLALLO-HËM.
HALLAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Vegël; mjet i thjeshtë pune, përdorëse. *Hallatet e punës. Hallatet e rrojës. Bënte gati hallatet.*
HALLAVITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised.* Sillem kot, e shkoj kohën pa bërë gjë; sorollatem. *Halla-vitej rrugëve (poshtë e lart, tutje-lëhu). U hallavit tërë ditën.*
HALLDUP,~rm. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *përb., vjet.* Pushtuesi osman; tradhtar vendas, që mbante anën e pushtuesit osman. *Halldupët e Anadollit. Halldupët e vendit.*
2. *shar.* Njeri i pagdhendur ose i trashë nga mendja; njeri i keq. *Ik, or halldup.*
HALLDUPÇE *ndajf. bised., mospërf.* 1. Në gjuhën e halldupëve, osmanisht. *Fliste halldupçe.*
*2.* Sipas mënyrës së halldupëve, ashtu siç bënin halldupët. *Këndonte (vishej) halldupçe.*
3. *fig. keq.* Kot me kot, pa e menduar mirë diçka, kuturu; në mënyrë të trashë. *Ia futi halldupçe. Fliste halldupçe.*
*'ft. përd. mb.* E tillë, siç e këndonin a e kërcenin halldupët. *Këngë (valle) halldupçe.*
IHALLDUPËRI,~A . *përmb. vjet.* Pushtuesit os-manë; tradhtarët vendas, që mbanin anën e pushtuesit osman. *E shporrën halldupërinë.*
HALLEMADH,~E *mb.* 1. *bised.* Që ka shumë halle, që është plot halle; që e kanë zënë halle të më-dha; që ka hequr a ka vuajtur shumë, i shumëyuajtur. *Njeri hallemadh. Nënë hallemadhe. Botë (jetë) halle-madhe. Tokë hallemadhe.*
2. *Perd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
HALLESHUMË *mb.* 1. *bised.* Që ka shumë halle, hallemadh. *Nënë halleshumë. Jetë halleshumë. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
HALLEXHESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised. Fem. e* HALLEXHI,~U.
HALLEXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *bised.* Ai që ka hall, nevojtar; hallemadh. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
HALLEZI,~ZEZË *mb.* 1. *bised.* Që ka shumë halle, që ka halle të mëdha, hallemadh. *Njeri hallezi. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
HALLË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Motra e babait. *Djali i hallës. Vajza e hallës. Shkoi te halla.*
*2.* Emër më të cilin thërresin me nderim një grua në moshë të thyer.
3. *krahin.* Gruaja e dajës ose gruaja e xhaxhait. •*k* Të puth halla në të dy faqet *thjeshtligj., iron,* u
lame bashkë; s'ke ç'merr, mos prit gjë, mori fund me kaq.
HALLI,~A. *sh.* ~, ~TË. Qilim prej leshi a prej mëndafshi, me push dhe me lule ngjyra-ngjyra, që shtrohet në dhomë ose që varet në mur për zbukurim; sixhade e madhe. *Hallia e dhomës. Shtroi (vari) hallinë.*
HALLK,~U m.,*përmb. bised.* Njerëzia, bota, njerëzit. *Punet e hallkut. Ç'thotë hallku. Fjalet e hallkut e vrimat e gardhit s'mbyllen kurre. fj. u.*

HALLKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rreth i trashë hekuri që u vihet zakonisht aë qafë qenve të stanit, kur qëndrojnë të lidhur. *vuri hallkanin. E keputi hallkanin. I mbanin qentë me hallkan.*
HALLKEQ,~E *mb.* 1. *bised.* Që ka halle të rënda; që është i dobët e i pafuqishëm. *Plakë hallkeqe. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
HALLKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rreth i vogël prej metali, që së bashku më të tjerë të lidhur Varg, përbën një zinxhir; rreth hekuri ku kapet, mbahet a lidhet diçka. *Hallkat e zinxhirit (e vargoit). Hattka e derës. Hallka e parmendës. Hallka e zgjedhës. Hall-ka e kosës.*
*2. fig.* Pjesë përbërëse e diçkaje, që lidhet ngushtë me pjesët e tjera në një varg a në një sistem. *Hallka kryesore (me e rëndësishme). Hallka të tepërta. Hallkat e sistemit arsimor. Në të gjitha hallkat.*
3. Lak. *Hallka e litarit. Hallkë për të zënë lepuj. Ia shtrëngoi hallkën.*
4. Rreth që u vihet disa kafshëve në qafë; kular. *Hallka e qenit. Hallka e viçit. Hallkat e qeve.*
5. *vet. sh. bised.* Prangat, vargonjtë. *vuri (i hodhi, ihoqi) hallkat. Këputi hallkat...*_----—
6. *vet. sh. krahin.* Vathë grash në trajtë unaze. *Vari (hoqi) hallkat.*
Ia hoqi hallkën *dikujt shih te* HEQ. HALLKOMË,~A *sh.* ~A, ~AT. Grope e thellëe mbushur me baltë, që është bërë zakonisht në rrugë nga gërryerje të ndryshme. *Hallkomat e qerres. Ka rënë (ngeci) në hallkomë.*
HALLMOJ *ka!.,* ~OVA, ~IJAR *krahin.* Gërryej e bëj grope; shkallmoj, prish (edhe *fig.). Hallmon rrugël. Hallmoj shkëmbin. Uji hallmon token. Na hall-moi trutë.*
HALLMUAR (l,e) *mb. krahin.* I gërryer; i shkall-muar, i prishur. *Shkëmb (vend) i hallmuar. Rrugë (tokë) e hallmuar.*
HALLVASI,~A . Lloj hallve, që bëhet me sheqer dhe me vaj susami.
HALLVASHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Shitës hall-ve.
HALLVAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* Hallvashitës; *vjet.* ai që bënte dhe shiste Uoje të ndryshme hallve.
HALLVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ëmbëlsirë që bëhet me miell të skuqur, me vaj ose me gjalpë dhe me sheqer. *Hallvë e bardhë* lloj hallve që bëhet vetëm me sheqer dhe që zihet me lëngun e rrënjëve të një bime. *Hallvë e zezë* lloj hallve që bëhet me sheqer, me miell gruri e me vaj dhe, pasi ngjyroset me sheqer të djegur, pritet në copa të holla. *Hallvë me arra. Hallvë shtëpie.*
+ Hallvë e ftohtë *keq.* diçka që mund të mos bëhet, diçka pa shpresë, punë e ftohtë. Hallvë e pjekur diçka që është bërë, punë e kryer. Të ngrënsha (të ndafsha, të bëfsha) hallvën! *thjeshtligj. mallk.* vdeksh!
HAMALL,~ALLI *m. sh.* ~AJ, ~AJTË dhe ~EJ, r^EJTË *bised.* Punëtori që mbart, ngarkon a shkarkon një mall zakonisht me krahë; bartës, punëtor i ngarkim-shkarkimit. *Hamajtë e skelës (e porlit). Barra e hamallit. Punonte si hamall.*
HAMALLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Hamullore që përdoret si kullotë për bagëtitë. *Hamalle gruri (misri).*
2. *shih* HAMAIXË,~A. *Preu gjethe në hamalle.*
HAMALLÇE *naajf. biseU., vjet.* Hamallisht.
HAMALLË,~A *sh.* ~A, ~AT. Pyll ku presin gjethe, të cilat i vënë mullar dhe i përdorin në dimër si ushqim për bagëtinë. *Hamall at e dhive.*
HAMALLËK,~KU m. *sh.* ~QE, ~QET. 1. Mbar-tja, ngarkimi a shkarkimi i mallrave zakonisht me krahë; puna që bën hamalli.
2. Pagesa për një punë që kryen hamalli.
3. *fig. keq.* Punë krahu e rëndë a e mërzitshme që nuk kërkon ndonjë aftësi a lodhje mendore; punë e pafrytshme, që nuk jep ndonjë përfitim; puna më e mërzitshme, por me pak e rëndësishme. *Hamallëqe e shtëpisë. Merrej me hamallëqe.*
HAMALLI,~A . *sh.* ~, ~TË *bised. shih* HA MALLËK,~KU.
HAMALLISHT *ndajf. vjet.* Në mënyrë jo të hij-shme, në mënyrë të trashë; pa u përmbajtur fare, rëndë; shumë. *Hante hamallisht. Sillej hamallisht. Punonte hamallisht.*
HAMAM,~I *m. sh,* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Banjë allaturka, banjë turke. *Harnatn i nxehtë.* 2. *krahin.* Nevojtore.
HAMASHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *vjet.* Govatë e madhe, në të cilën regjeshin lëkurët.
HAMBAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Arkë e madhe prej druri, që shërben për të mbajtur drithë ose miell; kasolle e thurur me thupra a me dërrasa, që shërben për të mbajtur drithë, drithnik. *Hambar i madh. Ham-bari i grurit (i misrit). Hambar i i miellit. Fut drithin në hambar. Mbush (zbraz) hambarët.*
*2.* Arkë e madhe prej dërrasash për të mbajtur diçka. *Hambar qymyri.*
3. Pjesa e anijes nën kuvertë, ku vihen mallrat. *Hambari i mallrave.*
*A. fig.* Vend që prodhon shumë drithëra. *Hambari i vendit. Myzeqeja — hambari i Shqipërisë.*
• U be hambar hëngri shumë, u dend, u be det. I usfatojnë hambarët (kadet, sheket) *shih tek* USHTON. E bëri barkun hambar (katua) duroi shumë. Kemi ngrënë një hambar miell (një tfaes kripI, një barrë kri-pë, një funë bukë) bashkë *shih te* FURRË,~A. E ka zemrën bambar është shumë i durueshëm, e ka zemrën të gjerë. I kishte zënë hambari (shosha) merimanga *shih te* MERIMANGË,'o'A. Mos e fut në hambar pa e sho-shitur ;. *u. shih te* SHOSH1T. Po shtire mizën (milin-gonën), të iku hambari ;. *u. shih te* SHT1E. F1 u-tura e hambarëve *zool. shih te* FLUTUR,~A i. Tënja e hambarëve *zool. shih tek* TENJË, -A,.
HAMBARTHATË,~'A. Erë e ngrohtë dhe e thatë që fryn nga jugu dhe dëmton të lashtat.
HAMENDAS *ndajf.* Me hamendje; në mënyrë të përafërt. *Flos hamendas.*
HAMENDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Përfundim a vlerësim që e nxjerrim me mendje në mënyrë të përafërt dhe jo sipas të dhënave të sigurta e të mjaftuesh-me, mendim që e nxjerrim sipas gjasës dhe që mund
t'i afrohct së vërtetës. *Shkon me hamendje. Flat me hamendje. E gjeti rne hamendje.*
HAMENDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që e nxjerrim me hamendje. *Përfundim i hamendshëm. Përshkrim i hamendshëm.*
HAMENDTHI *ndajf.* Hamendas. *Ikte hamendthi.*
HAMËS,~E *mb.* 1. Që ha shumë a që do të hajë shumë, grykës. *Kafshë hamëse. Shpend homes. Djalë hamës.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Është hamës i madh. Hamësi e ha kamësin fj. u.* të ngrënët e të pirët jashtë mase e shkatërron ekonominë e shtëpisë.
HAMËTOR,~E *mb.* Hamës; llupës (për njerëzit dhe kafshët). *Njen hamëtor. Kafshë hamëtore.*

HAMGJIT (HAMGJIS) *kal.,* ~A, ~UR. E tërheq dike, e bëj për vete, e josh; ia prish mendjen, e mash-troj. *E hamgjiste bukuria.*
HAMGJITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes HAMGJIT.
HAMJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. E ngrëna, ushqimi, haja (për njerëz a për kafshë).
HAMSHOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kale i patre-dhur që mbahet për ndërzim. *Hamshor i zgjedhur. Hamshor race. Tufa e hamshor eve.*2. *fig. iron.* Njeri i ushqyer mirë, i forte e i papër-mbajtur.
HAMULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* HAMU-LLORE,~JA. 2. *shih* HAMALLË,~A.
HAMULL,~I *m.* 1. Zjarr i madh, flakadan. *Bëri (ndezi) një hamull.*
2. *përd. mb.* I nxehtë, shumë i ngrohtë, vale. *U be hamull a* be vale, u ngroh mirë.
•*k* U be hamull u ndez, i hipi gjaku në kokë, mod zjarr. Mori hamull u ndez, mori zjarr.
HAMULLISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* HA-MULLORE,~JA.
HAMULLOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. I
vërsulem dikujt, i derdhem, i lëshohem me zemërim. *Iu hamulluan njëri-tjetrit.*
HAMULLON *jokal,* ~OI, ~UAR. Ndizet mirë, merr flake. *Hamullon zjarri.*
HAMULLOR,~E *mb.* 1. Që është e korrur pasi më parë ka qenë e mbjellë më të lashta ose me miser (për arën, token). *Tokë hamullore. Sipërfaqe hamullore.*
2. Që është mbjellë vonë në hamullore, që nuk arrin të piqet dhe që përdoret zakonisht si ushqim i njomë a i thatë për kafshët. *Miser (grurë) hamullor. Fasule hamullore. Panxhar hamullor.*
•*k* Njësi hamullore *bujq.* njësi bazë e matjes së punës në punimet e mekanizuara të tokës, e barabartë me lërimin e një hektari tokë në thellësinë 17-20 cm.
HAMULLORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Are e
korrur, që ka qenë e mbjellë më parë më të lashta ose me miser. *Hamullore gruri (tërshëre, elbi, misri). Lërimi i hamulloreve. Mbjellim hamulloret.*
<IAMURIK,~KU *m. sh.* ~Q, ~QTË *zool, krahin.* Urith. *Vrimë hamuriku.*
HAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Ndërtesë pranë udhës ose në qytete që shërbente si bujtinë për udhë-tarët e që kishte edhe vend për kafshët e tyre. *Dera e hanit. Fjeti në hart. Zuri han.*
2. *keq.* Hotel që nuk mbahet pastër a që nuk ka as pajisjet më të thjeshta, hotel i keq.
3. *fig. keq.* Vend me rrëmujë të madhe, ku hyn e riga ku del kush të dojë e kur të dojë. *Han me dy (me shtatë) porta. U be han. Ç'është ky han?*
• As në ban, as në va pa vend të caktuar; as në qiell, as jie dhe.
tlANAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lakror i hollë, që bëhet me petë të grunjta dhe me hithra.
HANDAKOS *kal,* ~A, ~UR *bised.* 1. Dërrmoj, vras keq. *E handakosi dorën (kokën, trupin).*
2. *fig.* Dëmtoj rëndë, shkatërroj, prish. *handakosi punët.*
HANDAKOSEM *vetv. bised.* 1. Dërrmohem, vritem keq.
2. *fig.* Dëmtohem rëndë, shkatërrohem, prishem. *U handakos puna. U handakos ekonomia e shtëpisë.*
3. *Pës. e* HANDAKOS.
HANDAKOSUR (i,e) *mb. bised.* 1. I dërrmuar, i vrarë keq. *Me trup (me fytyrëj të handakosur. 2. fig.* I dëmtuar rëndë, i shkatërruar, i prishur; i
munduar, shumë i vuajtur; i rraskapitur. *Në gjendje të handakosur. Plak i handakosur.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
HANDAR,~I 7rt. *sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Shuli i derës etj., lloz. *Handari i derës (i portës, i dritares). Handar druri (hekuri).*
HANDRAK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *krahin. 1.* Qelb. *Handraku i plages.*
*2.* Qurra.
3. Jashtëqitja e njeriut dhe e kafshëve; pleh; ndy-rësi, gjë e ndotur. *Handraku i bagëtive.*
*4.* Mbeturinë. *Handraqet e tullave.*
5. *fig.* Ndyrësi; mbeturinë, fundërrinë. *Handraqet e vendit.*
HANE *bised.* I. *ndajf.* 1. Shumë kohë me pare, prej kohësh, qëkur. *Ka hane që ka ardhur. Ka hone që është gati.*
*2.* Dikur, në kohët e para. *Hane këtu punonin grate. Hane këto rroba i vishnin burrat.*
II. *pj.* 1. Përdoret për të dhënë shkallën më të lartë të habisë. *Hane sa i thellë! Hane sa i gjatë! Hane sa larg! Hane sa do kjo punë!*
2. Përdoret e përsëritur kur kemi një kundërvënie, një mospajtim a mospërputhje, me kuptimet “ku; tjetër; çfarë”. *Hane ti, hane ajo. Hane ç'them unë, hane ç'thua ti. Hane tas, hane hamam* tjetër flas unë, e tjetër thotë ai.
• Hane ku në një vend të largët, diku larg. Hane kur në një kohë të largët e të papërcaktuar.
HANËME,~JA *sh,* ~E, ~ET *vjet. 1.* Zonjë. *Hanëmet e bejlerëve.*
2. Me këtë emër te besimtarët myslimanë burn thërriste të shoqen.
HANGAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ndërtesë me një çati mbi shtylla druri a betoni dhe pa mure, që shërbën për të tharë prodhimet e ndryshme bujqësore, për t'i mbrojtur nga dielli e nga moti i keq ose për të mbajtur në të mjete e vegla bujqësore. *Hangar du-hani (drithi, bari). Hangarët e pambukut. Hangarët e kooperatives. Fut në hangar.*
*2.* Ndërtesë e veçantë, shumë e maahe dhe e gjerë, ku qëndrojnë, ruhen ose ndreqen aeroplanët. *Hangar aeroplanësh (avionësh). Hangari i aeroportit.*
HANKO,~JA . *sh.* ~, ~T *vjet.* 1. Emër më të cilin thirreshin zonjat myslimanë.
2. Emër më të cilin thirrej vjehrra ose kunata nga nusja e shtëpisë.
HANXHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Thikë e madhe dhe e gjatë, me dy presa e me majë të hollë, që përdorej si armë. *Luftonin me hanxharë.*
2. Thikë e madhe dhe e gjerë që përdoret për të prerë mishin. *Hanxhari i kasapit. Pres (ndaj) me han-xhar.*
•^ I ra me hanxhar *diçkaje* e dëmtoi rëndë, e prishi keq. I nxori hanxbarin *dikujt* e kërcënoi, iu kanos ashpër. la preu me hanxhar ia tha hapur e menjëherë, ia tha cope. E kam hanxhar në zemër e kam gozhde në zemër. I rri me hanxhar në dorë e kërcënon vazhdimisht. 1 vajti bari sa hanxhari shpen-zoi shumë, me shumë humbi se fitoi.HANXHI,~U m. *sh.* ~NJ, ~NJTË v;W. Ai që mbante një han, pronari i hanit.
-*k* I ka bërë hesapet (llogaritë) pa hanxhinë i ka bërë llogaritë pa pyetur ate që do ta bëjë një punë, atë që

përgjigjet drejtpërdrejt për një punë a që e di mirë një çështje; ka vepruar pa i menduar e pa i peshuar mirë të gjitha rrethanat e mundësitë.
HAP,~I m. *sh.* '~'A, ~AT. 1. Një e hapur e njërës këmbë paia, prapa ose anash dhe vendosja e saj në tokë, kur ecim, kur bëjmë një ushtrira ose kur kër-cejmë; largësia ndërmjet shputave të këmbëve gjatë kësaj lëvizjeje, që merret edhe si masë gjatësie. *Hap i madh (I vogël, i plotë). Gjysmë hapi. Hap para! (hap prapa! hap anash!). Hap më të djathtën (me të majtën). Disa hapa larg. Hapat e parë të fëmijës. Në çdo hap. Numëroj hapat. Bëj ca hapa. Hedh (shtrij) hapin.*
*2.* Mënyrë të ecuri gjatë ushtrimeve dhe në ushtri; ecje; mënyrë ecjeje e ngadaltë e kalit; zhurma që dë-gjohet kur ecën dikush. *Hap i shpejtë (i ngadaltë, i Jehtë). Me hap të shtrirë. Me hap rreshtor. Me hap të lire (te rregullt). Hap marshimi. Mbaj (ndal) hapin* ndalem. *Nis hapin* eci. *Rregulloj hapin. Shpejtoj (nga-dalësoj) hapin. Dëgjohen hapa. Eci me hap. Ecin me një hap.*
3. *fig.* Ecje përpara, përparim; fazë a etapë në rru-gën e zhvillimit të diçkaje, në një punë a veprimtari. *Hapi i parë (i fundit). Me hapa të shpejtë (viganë). Hap i ri në rrugën e fitores (drejt fitores). Me hapin e masave. Ecën me hapin e kohës. Hedh(bën)hapin e parë (hapat e pare)* sapo nis të veprojë. *Bëj hapa përpara* përparoj. *Ka bërë hapa prapa* ka rënë me poshtë nga ç'ka qenë, ka ecur prapa.
4. *fig.* Mënyra si veprojmë a si sillemi në një rast të caktuar; veprime e përpjekje që bëjmë për të anitur diçka, përçapje. *Hap i rëndësishëm (i sigurt, i drejtë). Hap i pantatur (i gabuar, i nxituar). Hap vendimtar. Hap me përgjegjësi.*
5. *tek.* Largësia më e madhe e lëvizjes drejtvizore të një mekanizmi; madhësia e detaleve të makinave etj. *Hapi i rrotave të dhëmbëzuara. Hapi i helikës.*
*-k* Në çdo hap (cap) kudo. Hap pas hapi a) pa iu ndarë, këmba-këmbës; b) shkallë-shkallë; vazhdimisht, pa ndërprerje. Hap për (me) hap a) krahas; pa iu ndarë; b) kudo, në çdo hap. Me hapin e breshkës *shih te* BRESHKË,~A. Me gjysmë hapi *shih te* GJYSMË, ~A. Bën hapa (rri, qëndron, mbeti, ngeli, numëron) në vend *shih te* VEND,~I. Kaq e ka hapin (çapin) *shih te* ÇAP,~I. Nuk ia ndaj hapin *dikuj t shih te* NDAJ. E bën Hapin kilometer *shih te* KILOMETËR,~<RI. Është katër hapa (larg) është shumë afër. Bëje (mate, lëshoje) vrapin sa ke hapin *fj. u. shih te* VRAP,~I $_3$.
HAP *kal.,* ~A, ~UR. 1. Lëviz duke e shtyrë a tër-hequr, mënjanuar a ngritur një derë, një kanat etj. për të hyrë lirisht diku a për të dale prej andej, për të vënë diçka brenda a për të marrë diçka prej andej ose për të lidhur mjedisin e brendshëm më të jashtmin; çel; *kund.* mbyll. *Hap derën (portën). Hap dritaren (dollapin). Hap tenxheren. Hap arkën (kutinë, vali-xhen). Hap xhamin e makinës. Hap me çelës.*
*2.* I heq tapën, mbyllësen a mbështjelljen diçkaje të mbyllur ose të mbësht jellë; çel, zbërthej a shqit diçka të mbyllur, të mbërthyer ose të ngjitur; *kund.* mbyll. *Hap shishen. Hap pakon (zarfin). Hap motorin. Hap zinxhirin e bluzës.*
3. Shpalos diçka të palosur, të mbledhur a të mbyllur, shtrij e drejtoj diçka të përthyer; ndaj e largoj
dy gjëra ose anët e puthitura a të afruara të diçkaje, shtyj mënjanë diçka; *kund.* mbyll. *Hap perdet. Hap çarçafët. Hap çadrën. Hap librin (gazetën, fletoren). Hap gishtat. Hap dorën (këmbët, krahët). Hap ba-jonetën. Hap gojën (buzët). Hap sytë. Hapi sqepin. Hap gërshërët. Hap trastën (thesin, çantën, bohçen). Hap kuletën (qesen). Hap jakën.*
4. Përhap ose shpërndaj diçka të mbledhur a të grumbulluar; shtrij hollë diçka; shprish, lënur. *Hap prushin. Hap letrat. Hap misrin në diell. Hap petë. Hap leshin (lirin). Hap flokët. Hap ushtarët në pozicion luftimi.*
5. Çel diçka duke çarë, duke shpuar a duke gërmuar, çaj; zgjeroj diçka që ka qenë e ngushtë; kthej, i bëj punimin e parë (tokës). *Hap një vTimë. Hap një dri-tare në mur. Hapi gropën (varrin). Hapi një pus. Hapi një hendek (një vijë uji, një kanal). Hapi tunelin (ga-lerinë). Hapën rrugën. Hapën token (ugarin). Ia hapi plagën. bised.* ia çau plagën me thikë.
6. Ndërtoj, krijoj, themeloj a vë në shfrytëzim diçka, çel dhe bëj që të nisë nga puna, bëj që të filloj ë veprimtarinë. *Hap një rrugë të re (një kalim). Hapi portin. Hapën një shkollë. Hapën një vendburim. Hapi shtëpi të re. Hapën një ekspozitë (një muze). E hapi dyqanin shpejt.*
7. Heq diçka që ka mbuluar a që ka zënë një vend; zbuloj diçka që ka qenë e mbuluar, liroj diçka që ka qenë e zënë. *Hap dëborën. Hap rrugën nga dëbora. Hap vendin për te kaluar. Hap gjoksin.*
8. Vë në veprim, lëshoj që të punojë; e lë të lire, e lë të kalojë etj. (edhe.?£.); *kund.* mbyll. *Hap dritën. Hap ujin (çezmën, musllukun). Hap ajrin (gazin). Hapën kufirin. Hap shtegun.*
9. *fig.* Bëj që të nisë diçka, filloj; nis i pari; shpall. *Hap mbledhjen (kuvendin, seancën). Hap bisedën. Hap një diskutim (një debat). Hap festivalin (programin). Hapën luftë. Hap zjarr* filloj të shtie me armë. *Hap vallen* nis i pari Vallen. *Hap listen* jam i pari në listë. *Hap lojën* nis lojën; luaj i pari.
10. *fig.* Krijoj mundësitë për të ecur përpara, më-njanoj pengesat ose vështirësitë për të arritur diçka, çel. *Hap rrugë (horizonte) të reja.*
11. *fig.* Nxjerr, krijoj, sjell. *Na hapi punë. Na hapi ngatërresa (telashe, vështirësi).*
12. *fig.* Zbuloj diçka që s'ka dale në shesh, nxjerr në shesh, paraqit. *hapën mosmarrëveshjet (grindjet).*
13. *fig.* Përhap. *Hap fjalën. Hap lajmin. Hap thashe-thetne. Ka hapur sikur...*
14. Shënoj kllapat a thonjëzat e fillimit. *Hap kllapat (thonjëzat).*
15. *tek.* Ndaj diçka të lidhur, këput lidhjen në një vend; *kund.* mbyll. *Hap qarkun.*
16. *fin.* Vendos të jap të holla dhe të kryej veprimet financiare që lidhen me to; çel diçka që lidhet me veprime të mëtejshme. *Hap një kredi. Hap një llogari. Hap një librezë. Hap një zë të veçantë.*
17. *vet. veta III.* Lirohet diçka, nuk është me i zënë. *Hap një vend në organikë.*
18. *jokal. vet. veta III.* Çel burbuqja, sythi etj., shpalosen petlat ose gjethet duke u rritur; lëshon lule, lulëzon, çel. *Hapën Met. Hapën gjethet. Hapi trëndafili. Hapën pemet. Hapi molla (kumbulla). Hapën boçet e panibukut.*
19. *jokal. vet. veta III.* Nis të zbardhë, agon (perdritën e ditës). *Hapi drita. Hapi dita (agimi, mëngjesi). Pa hapur mirë (dita).*

20. *jokal. vet. veto III.* Kthjellohet, pastrohet nga retë, çel. *Hapi koha (moti). Hapi qielli.*

• *if* I hapi (i zbrazi, i zbuloi) barkun *dikujt shih te* ZBRAZ. Na hapi barkun a) na shkaktoi një hidhërim tëithellë, na pikëlloi; b) *keq.* na ngjalli neveri, na bëri të na vijë pështirë, na ngjalli krupën. Hap defterët (evjetër) *vjet. shih te* DEFTER, ~I. I hapi (i çeli) derën (dyert, portën) la të hyjë pa pengesa kushdo a çdo gjë. Hap (çel) dyert fillon nga puna, nga Veprimtaria etj. Hap (zbardh, zbulon) dhëmbët *keq. shih te* ZBARDH. Hap (çel) gojën fillon të flasë, thotë diçka; nuk rri pa folur, e ngre zërin për diçka. I hap (i çel) gojën *dik uj t* i jap shkas tjetrit për të folur; e mësoj keq, i hap sy-rin, i lë shteg që të kërkojë gjëra të tepërta që nuk i takojnë. E ka hapur shumë gojën *shih te* GOJË,~A. I hapi (i bëri) gropën (varrin) *dik u j t shih te* VARR, ~I. Hap gjoksin tregon trimëri; i del rrezikut ballas. I hapi kokën (trutë) *dikujt* a) e goditi rëndë, e pla-gosi në kokë; e vrau; b) i nxori telashe të mëdha. Hap krahët tregoj se nuk di gjë, rrudh supet. I hapi (i zbuloi) letrat (kartat) i zbuloi të fshehtat; foli hapur me dike. Hap (ç"I) e s'mbyll *keq. shih te* ÇEL. I hap (i çel) oreksin a) e bëj të ketë deshirë për të ngrënë; b) i ndez lakminë për diçka. Hap (çel, bëj) një parantezë *libr. shih te* PARANTEZË,~A i. la hapi plagën *dikujt* e lëndoi duke i kujtuar diçka të hidhur, që e ka vuajtur më parë dhe është fashitur disi. Mos e hap postatin! mos e kalo masën e shpenzimeve! mos e tepro!, mos e ndiz sherrin! E hapi (e zgjidhi) qesen (kuletën, trastën) sAii re ZGJIDH. I hap (i Iëshoj, i bëj) rrugë (udhë) *dikujt shih te* RRUGË,~A. Hapi (çeli) sytë! *shih te* SY,~RI. Hapi (shqeu) sytë *shih te* SHQYEJ. I hap (i çel) sytë *dikujt* a) jap dije e kulturë, i zgjeroj horizontin, e zhvilloj; b) c bëj t'i shohë gjërat ashtu siç janë në të vërtetë, i zbuloj të vërtetën. I hapi sytë a) ka filluar t'i shohë gjërat ashtu siç janë në të vërtetë; b) është arsimuar, ka marrë dije e kulturë; merrvesh se ç'bëhet, njeh njerëz e vende të tjera. I ka hapur syrin *dikujt* e ka përkëdhelur shumë a i ka bërë lëshime, duke e përkrahur në veprime të palejueshme; e ka mësuar keqi e ka llastuar. Hap shteg (shtegun) për *diçka* jap rast për diçka. I hap shtegun *dikujt* i krijoj mundësi për diçka. Hap veshët dëgjoj me kujdës e me vëmendje të madhe, rri ngrehur për të dëgjuar mirë. I hap (i çel) zemrën *dikujt* i tregoj tjetrit me çiltë-ri e; me besim mendimet, ndjenjat e të fshehtat ose hallet që kam. Hap zërin ngre zërin për diçka, hap gojën, filloj të flas. I hapi zorrët *dikujt* e vrau, e shqëu. Na hapi zorrët na ngjalli neveri, na bëri të na vijë! pështirë, na ngjalli krupën, na hapi barkun. E hap dheun me thonj *shih te* THUA, THOI. E hap (e bën, e ka) gojën çorap *shih te* ÇORAP,~I. Hap kat e (me) kat *shih te* KAT,~I. Hap e mbyll dollapin *shih Je* DOLLAP,'~'I. Sa hap (sa çel) e mbyll sytë në një kohë shumë të shkurtër, në cast. Mos e hap fallen shumë! *shih te* VALLE,~JA. Po i hape derën, të rrëmben shtëpinë *shih te* DERË,~A. Hap gojën e shikon qiellin është dembelimadh, pret që gjithçka t'ia bëjnë gati të tjerët. Kuf shtie dru(ë, hap sytë! *fj. u. shih te* SHTIE.

HAPAÇEL,~E *mb.* 1. Që ecën me këmbë të ha-pura, që ecën me hapa të mëdha, hapmadh. *Burrë hapdçel.*

2. *Përd. em.* si pas kuptimit të mbiemrit. *Dërgoi një hapaçel.*

HAPADOLLAPA *ndajf. bised.* Symbyllazi. *Luaj hapadollapa.*

HAPAGJATAS,~E *ndajf. bised.* 1. Me hapa to të gjatë, duke i shtrirë a duke i zgjatur shumë hapat. *Ecte (vraponte) hapagjatas.*

2. Me këmbë të shtrira, sa gjatë gjerë. *Ishte shtrirë (rrinte) hapagjatas.*

HAPAKËMBAS *ndajf.* Hapashalthi.

HAPAKEMBAZI *ndajf.* Hapashalthi. HAPASHALAS *ndajf.* Hapashalthi.

HAPASHALTHI *ndajf.* Me këmbë të hapura, duke hapur shalët. *Ecën hapashalthi. Rrinte hapashalthi.*

HAPDRENUSHË *mb. poet.* Që e ka hapin të shpejtë, që ecën shpejt, hapshpejtë (për vajzat e grate). *Va-shat hapdrenusha.*

HAPE,~JA . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Sipërfaqja e diçkaje. *Hapeja e pusit.* 2. *fig.* Bollëk, begati. *Është rritur në hape.*

HAPE,~JA *m. sh.* ~E, ~ET. Bar në trajtën e një kokrre, që merret nga goja. *Hape e hidhur. Hape të verdha. Hape për gjutnë. Piu një hape.*

HAPEM *vetv.* 1. *vet. veto HI.* Lëviz dera, kanati etj. dhe krijohet vendkalim i lire për të hyrë diku a për të dale prej andej ose për t'u lidhur mjedisi i brendshëm më të jashtmin; çelet; *kund.* mbyllet. *U hap dera. U hapën dritaret. Hapet nga jashtë (nga brenda). U hap vetë. U hap me vrull.*

2. *vet. veta III.* I hiqet tapa, mbyllësja a mbështjell-ja diçkaje të mbyllur ose të mbështjellë; çelet, zbër-thehet a shqitet diçka e mbyllur, e mbërthyer ose e ngjjtur. *U hap shishja. U hap karfica. U hap zin-xhiri i çantës. V hap zarfi.*

3. *vet. veta HI.* Çlirohet nga pengesat, pastrohet; bëhet i tillë që ta ketë më të lire kalimin; *kund.* zihet. *U hap gypi (qyngji). V hap pipthi. Iu hap fyti (gryka). M'u hapën veshët. U hap rruga (kalimi).*

*4. fig. vet. veta III.* Krijohet mundësia për të ecur përpara, mënjanohen pengesat ose vështirësitë për të arritur diçka, çelet. *Hapen horizonte të reja (per-spektiva të mëdha). U hapën rrugë të reja.*

5. *vet. veta HI.* Shpaloset diçka e palosur, e mble-dhur a e mbyllur, shtrihet e drejtohet diçka e për-thyer; ndahen e largohen dy gjëra ose anët e puthi-tura a të afruara të diçkaje, shkon mënjanë; *kund.* mbyllet. *U hap perdja. U hap çadra. Nuk i hapen sytë (gishtat). Iu hap goja për gjumë. U hap thesi. U hap çanta. Është hapur muri. U hapën dërrasat.*

6. *vet. veta III.* Përhapet ose shpërndahet diçka e mbledhur a e grumbulluar; shtrihet hollë diçka, përhapet; shprishet, lënuret (leshi etj.). *U hapën fletët nëpër oborr. Usktarët u hapën për luftë. U hapen nje-rëzit nëpër are. U hapën lojtarët në fushë. U hap ba-getia nëpër livadhe. Iu hapën flokët në ere. I hapej boja. Hapet lehtë. Ky lesh mezi hapet.*

7. *vet. veta III.* Shtrihet përpara a zgjerohet më tej; rritet, shtohet, zmadhohet diçka; përhapet (edhe *fig.). Përpara hapej qyteti. Nga veriu hapet fusha. Shtëpitë hapen në faqen e kodrës. U hap sëmundja (epidemia, gripi, kolera). Është hapur pjergulla. U hap puna. Hapet në të djathtë (në të majtë).*

8. *fig.* Merrem me shumë punë njëherësh pa upërqendruar në njërën prej tyre a në një fushë të cak-tuar; e shtoj punën tej mundësive; përhapem. *Është hapur shumë.*

*9.* Largohem prej dikujt a mënjanohem në një vend për të lënë të lire kalimin; *vet. veta III* lejohet kalimi, lihet i lire

një vend për të kaluar. *Hapem më-njanë. U hap kufiri. U hap vendi. Hapuni!*

10. *fig.* Bëhem me i gjallë e i zhdërvjellët në jetë; gëzohem, me qesh fytyra, çelem. *Është hapur ca. U hapë'n njerëzit. U hap në fytyrë.*

11. *fig.* la zbuloj një tjetri mendimet, ndjenjat, të fshehtat ose hallet e mia, i hap zemrën. *Nuk hapet me këdo. S'më është hapur kurrë. S'hapet lehtë ai.*

12. *vet. veta HI.* Çel burbuqja, sythi etj., shpalosen petlat ose gjethet duke u rritur; lëshon lule, lulëzon, çel. *U hap trëndafili (zambaku). U hapën pemët.*

13. *vet. veta HI.* Nis të zbardhë, agon (për dritën c ditës). *U hap drita (dita). U hap mëngjesi (agimi).*

14. *vet. veta HI.* Kthjellohet, pastrohet nga retë, çel. *U hap koha (moti). U hap qielli.*

15. *vet. veta HI.* Me vritet, me çahet a me ngac-mohet; me dhemb shumë nga lodhja, nga një plage etj. *Iu hapën duart nga sapuni. Iu hap plug a. M'u hap koka. M'u hapën shpatullat.*

16. *Pës. e* HAP i-17.

• M'u hap (me iku) barku *shih te* BARK,~U. S'i hapet (s'i pëlcet, s'i digjet) barku për *dike përçm. shih te* BARK,~U. T'u haptë dera! *shak.* qofsh i uruar, paç mbarësi! Iu hap (iu çel) dera *dikujt* siguroi vijimësinë e familjes me lindjen e një fëmije, za-konisht të një djali (sipas paragjykimeve patriarkale). U hapën detet (u hap deti) *shih te* DET,~I. Iu bap (iu çel) goja ka filluar të flasë pa druajtje. S'i hapet goja

a) nuk ka fare oreks, nuk ka fare dëshirë për të ngrënë;

b) nuk do të flasë, nuk i pëlqen të shprehet për diçka. Iu hap (iu ça) hunda *(për d u h an)* nuk duron dot me pa pirë duhan. Iu hap (iu çel) oreksi a) iu ngjall dëshira për të ngrënë; b) iu ndez lakmia për diçka. M'u hap punë me dolën kokëçarje të paparashikuara, m'u krijuan ngatërresa e vështirësi. M'u hapën qiejt *shih te* QIELL,~I. I janë hapur (i janë çelur) sytë a) ka filluar t'i shohë gjërat ashtu siç janë në të vër-tetë; e ka zbuluar të vërtetën; b) ka marrë arsim, dije e kulturë; merr vesh ç'bëhet, ka njohur njerëz e vende të tjera. Iu hap syri a) mod zemër, mori gu-xim; b) e përkrahin jashtë mase a e llastojnë. M'u hapën trutë me dhemb koka shumë, kam dhimbje të madhe koke. Iu hap zemra a) u tremb shumë; u trondit thellë; b) i erdhi shumë keq, iu këput shpirti për dike. Iu haptë varri (dheu) nën këmbë! *mallk.* vdek-të! Është hapur si vaji në lakra (në ujë) *shih te* VAJ,~Ii.

HAPËRDAHEM *vetv.* Shpërndahem, përhapem andej-këtej, përndahem; hallakatem. *0 hapërdanë shpendët. U hapërdanë njerëzit. U hapërda gruri (misri). Mos u hapërda shumë!*

HAPËRDAJ *kal.,* ~VA, ~RË. Shpërndaj, për-hap andej-këtej, përndaj; hallakat. *Hapërdaj pulat. Hapërdaj grurin.*

HAPËS,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. Çelës. *Hapësi i derës (i valixhes). Mbyll (çel) me hapës.*

• I hodhi hapëset *shih te* HEDH. S'është në hapës nuk është në rregull nga mendja. Ka (mban) hapëset (çelësat) e kashtës *iron, shih te* KASHTË,~A.

HAPËS,~I ii *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që me-rret me hapjen e gropave, të puseve etj. *Hapës pusesh. Hapës varresh* varrmihës.

HAPËS,~E *mb.* Që shërben për të hapur diçka; që bën lidhjen e qarkut dhe lejon të kalojë rryma elek-trike. *Çelës hapës e mbyllës.*

HAPËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Vegël prej me-tali, me një thikë të kthyer a me një turjelë të vogël, që përdoret për të hapur shishe, kuti teneqeje etj.; mjet për të hapur diçka. *Hapëse shishesh (konser-vash). Hapëse zarfash.*

HAPËSINOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me ha-pësirën, që i përket hapësirës, i hapësirës. *Kufiri ha-pësinor. Lidhjet (marrëdhëniet) hapësinore.*

2. Që përhapet në hapësirë, që shtrihet në të gjitha drejtimet. *Vale hapësinore. Pamje hapësinore. Shtrirje hapësinore.*

HAPËSlRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shtrirje e pakufizuar në të gjitha drejtimet e përmasat; shtrirje e gjerë brenda caqesh të caktuara, vend i hapët e i rrafshët, vend i gjerë e i lire; pjesë e madhe e sipër-faqes së tokës ose të ujërave. *Hapësirë e pafund (e paanë). Hapësira ajrore (qiellore). Hapësirë e lire (e madhe). Hapësirë tokësore (ujore, detare). Hapësirë ndëryjore (ndërplanetare, kozmike). Gjeometri në hapësirë* stereometri. *Can hapësirën. Shkeli hapësirën ajrore. Fluturoi në hapësirë. Ndriçon në hapësirë.*

*2. filoz.* Një nga format kryesore, të përgjithshme e objektive të qenies së materies në lëvizje, e cila shpreh karakteristikat e objekteve materiale, si gja-tësinë, gjerësinë, lartësinë, formën, ndërtimin e tyre dhe largësinë ndërmjet tyre. *Koha dhe hapësira.*

3. Pjesa e brendshme, e zbrazët e diçkaje, brendësia e diçkaje. *Hapësira e kraharorit (e barkut). Hapësira e kafkës. Hapësira e hundës. Hapësira e mitres.*

4. Zbrazëtia që ndan një send nga një tjetër, një pjesë nga e tëra etj.; largësia ndërmjet dy pjesëve të diçkaje. *Hapësirat e trurit. Hapësira ndërmjet mo-lekulave (ndërmolekulare). Hapësira ndërmjet vrimës dhe boshtit të qerres. Hapësirat e vijave. Hapësira ndërmjet rreshtave.*

Liria e hapësirës ajrore (liria e a j r i t ) *shih te* LIRI,~A.

HAPËT (i,e) *mb.* 1. I hapur. *Vend i hapët. Ngjyri e hapët. Në fushë të hapët. Në det të hapët. 2.* I gjerë. *Studim (punim shkencor) i hapët.* HAPËT *ndajf.* Hapur.

HAPGJATË *mb.* 1. Që e ka hapin të gjatë, që ecën me hapa të gjatë, hapmadh.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

HAPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HAP, HAPEM. *Hapja e to-kave të reja.*

2. Fillimi i diçkaje dhe koha e këtij fillimi. *Hapja e shkollave. Hapja e kongresit. Hapja e lojës (në shah).*

3. Pjesa e fillimit a hyrja e një vepre letrare, mu-zikore etj. *Në hapje të poemës.*

Pika e hapjes *usht. shih te* PIKË,~A.

HAPLEHTË *mb.* Që ecën me hap të lehtë, që e ka hapin të lehtë.HAPMADH,~E *mb.* Që ecën me hapa të mëdha, <lë e ka hapin të raadh.

HAPORE,~^JA *sh.* ~E, ~ET. Lesë që shërben si derë në gardhin e oborrit ose për të mbyllur vathën; trine.

HAPS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* 1. Burg. *E futën në haps. Rronin si në haps.*

2. 1 burgosur. *E bëri haps dike* e futi në burg, e burgosi.

HAPSANË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Burg. *Ra në lhapsanë.*

WAPSHALË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT. Largësia ndër-mjët shputave të këmbëve gjatë ecjes, e cila merret edh^ si masë gjatësie; hap. *Eci dy-tri hapshalë.*

HAPSHKURTËR *mb.* 1. Që e lea hapin të shkurtër. që ëcën me hap të sflkurtër.

2: *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Hapshkur-tri ia kalon hapgjatit. fj. u.*

HAPSHPEJTË *mb.* 1. Që ecën shpejt, që e ka hapin të shpejtë, çapshpejtë.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Hapshpejti — këmbëlehti. fj. u.*

HAPTAS *ndajf.* 1. Drejtpërdrejt, ballë për ballë, pa u fshehur, hapur; *kund.* fshehtas. *I doli haptas. E ndihmoi haptas. Vepronte haptas. E luftoi haptas. E bëri haptas.*

2.j Me zemër të hapur, me çiltëri, hapur; shkoqur, sheshit, shqip. *foli (ia tha) haptas.*

FIAPTAZI *ndajf.* Haptas, hapur. *Doli haptazi.*

HAPUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Hapësira ndërmjet pjesëve të diçkaje, hapësira që krijohet kur hapet a ndahet diçka; e çarë. *E hapura e derës. E hapura e murit. Të hapurat e gardhit.*

HAPUR (i,e) *mb.* 1. Që lejon të hyjë brenda, të dale a të kalojë lirisht dikush a diçka, i çelur; *kund.* i mbyllur' *Derë (portë) e hapur. Dritare e hapur. Ka-nat i hapur. Dhomë e hapur.*

2. Që i është hequr tapa, kapaku, mbyllësja a mbë? htjellja; *kund.* i mbyllur. *Shishe e hapur. Arkë e hapur. Kuti e hapur. Enë (tenxhere) e hapur. Zarf i hapur. Dry i hapur. Zinxhir i hapur. Letër e hapur* letër postare e pambyllur në zarf, e cila në njërën anë ka të shkruar adresën dhe në anëh tjetër vetë përmbaj-tjen e letrës.

3. Që i ka pjesët a anët të larguara ose të mënja-nuara njëra nga tjetra, i shpalosur, i shtrirë e i drej-tuar; i çelur; *kund.* i mbyllur. *Me perde të hapura. Me libër të hapur. Me sy të hapur. Me buzë të hapura. Me sqep të hapur. Me krahë të hapur. Me jakë te hapur. Jelek.' hapur.*

*4.* Që është gërmuar a është shpuar, i çarë; që nuk është mbuluar a nuk është mbushur; që është punuar a është kthyer për here të parë (për token); që nuk është përtharë a nuk është mbyllur (për plagën). *Grope e hapur. Varr i hapur. Galeri e hapur. Tokë e hapur.*

5. Që ka filluar veprimtarinë, që punon, i çelur. *Vendburim i hapur. Dyqanet jane të hapura.*

6. Që është i zbuluar; që i është hequr diçka, e cila e kishte mbuluar; i sheshtë e i zbuluar. *Vend i hapur. Rrug'ë e hapur. Me gjoks të hapur. Me ballë të hapur.*

7. *fig.* Që lë mundësi për të ecur përpara, Që nuk ka pengesa a Vështirësi. *Rrugë te hapura. Horizor.te të hapura. E ka rrugën të hapur. 1 ka dyert të hapura.*

8. Që ka shtrirje të madhe e të pakufizuar; që është i gjerë dhe nuk e pengon shikimin e njeriut; i hapët. *Vend i hapur. Qytet i hapur. Në fushë të hapur. Në det të hapur* në mes të detit, larg brigjeve.

9. I shpërndarë, i përhapur, i përndarë; *kund.* i mbledhur. *Fshatra të hapura. Shtëpi të hapura. Pyll i hapur. Lojë e hapur.sport,* lojë me lojtarë të shpërndarë në të gjithë fushën. *Shkronja të hapura,shtypshkr.* shkronja të rralluara.

10. Që është i zbuluar, që nuk ka çati a mbulesë lart ose rrethim anash; që nuk është i mbuluar a i mbyllur, që është në natyrë. *Makinë e hapur. Stadium i hapur. Pishinë e hapur. Poligon i hapur. Kinenta e hapur* kinema verore. *Minierë e hapur. Vendburim i hapur. Në ajër të hapur* jashtë. *Në fushë të hapur. Në qiell të hapur* jashtë.

11. Që është vënë në veprim, që është Iëshuar të punojë; që është i lire për të kaluar, për të hyrë e për të dale etj. (edhe *fig.); kund.* i mbyllur. *Me drita të hapura. Kufi i hapur. Port detar (aeroport) i hapur.*

12. *fig.* I tillë ku mund të marrin pjesë edhe njerëz të tjerë së bashku me ata që kanë të bëjnë drejtpërdrejt. *Mbledhje e hapur partie (e organizates-bazë). Mësim i hapur. Gjyq i hapur.*

13. *fig.* Që nuk ka përfunduar, i pazgjidhur; që ka mbetur pezull. *Diskutim i hapur. Çështje e hapur. Bisedim i hapur.*

14. *fig.* Që vepron ballë për ballë ose drejtpërdrejt, që nuk mbulohet nga asgjë, që nuk bëhet fshehurazi; që shfaqet haptas, që del sheshit, i hapët. *Ndeshje e hapur. Tradhti e hapur. Provokim i hapur. Dikta-turë e hapur fashiste. Kritikë e hapur. Në kundershtim të hapur me...*

15. *fig.* Që bëhet përpara syve të pjesëmarrësve të tjerë, Që bëhet haptas dhe zakonisht duke ngritur dorën, që nuk bëhet fshehurazi; *kund.* i fsbehtë. *Vo-tim i hapur. Zgjedhje të hapura.*

16. *fig.* Që ia tregon tjetrit haptas mendimet, ndje-njat,, hallet etj., që ua hap zemrën të tjerëve; i çiltër; *kund.* i mbyllur. *Njeri i hapur. Bisede e hapur.*

17. Që ka ngjyrë jo të theksuar, e cila afrohet më të bardhën, i çelur; *kund.* i mbyllur, i errët. *Ngjyrë e hapur. E kuqe (e gjelbër) e hapur.*

18. *tek.* Që është ndërprerë a është këputur në një vend (për diçka që ka qenë e mbyllur ose e Hdhur); *kund.* i mbyllur. *Qark i hapur.*

19. *mjek.* Që zhvillohet duke dhënë shenja të duk-shme; *kund.* i fshehtë. *Forme e hapur e semundjes.*

20. *fin.* Që i vijon veprimet më të holla, që nuk është mbyllur përfundimisht, që nuk i ka përfunduar veprimet; i çelur. *Kredi e hapur. Llogari e hapur.*

21. Që nuk është zënë, i lire. *Vend i hapur në or-ganikë.*

22. Që i kanë çelur burbuqet ose boçet; i lulëzuar. *Lule e hapur. Syth i hapur. Boçe pambuku e hapur.*

23. I kthjellët, që nuk ka re. *Qiell i hapur.*

*-k* Me ballë të hapur (të çelur) ballëhapur. Me dyer të hapura që zhvillohet a bëhet duke pasur të drejtë të marrin pjesë edhe njerëz të tjerë, me hyrje të lire (për një gjyq, një mbledhje). Me gjoks të hapur pa u frikësuar, trimërisht. Letër e hapur dokumentnë trajtën e një letre, që shpallet botërisht dhe që u drejtohet masave të gjcra punonjëse për një çështje të rëndësishme; letër që botohet në një gazetë a re-vistë. Me letra (me karta) të hapura pa fshehur asgjë, duke i thënë gjërat sheshit. Plage e hapur dhimbje shpirtër,ore e pambyllur, dhimbje e pafashitur. Me zemcr të hapur (të çelur) me çiltëri, çiltërisht. Politika e dyerve (e portave) të hapura *shih te* POLITIKË,~A 1. Doli me flamur të hapur i shfaqi haptazi idetë, pikë-pamjet e qëllimet e veta, doli hapur. E hapur më të dyja kanatet *shih te* KANAT,~I. Është varr i hapur *dik ush* është shumë plak a shumë i sëmurë, është afër vdekjes, nuk ka asnjë shpresë shpëtimi. E kam ballin të hapur jam ballëhapur. E kam gojën të hapur jam ballëhapur, s'kam pse të druhem a të ngurroj, s'kam pse të hesht; kam plotësisht të drejtë të bëj një kërkesë. E ka syrin të hapur a) është ballëhapur; b) është i ditur. Si rrufe itë qiell të hapur *shih te* QIELL,~I. Shpërtheu një derë (një portë) të hapur u përpoq të zgjidhë një gjë që ishte zgjidhur prej kohësh. Troket në derë (në portë) të hapur thotë diçka të njohur, me-rret me diçka që ka gjetur zgjidhje me pare. R r o k j e e hapur *gjuh.* rrokje që mbaron me një zanore. Zanore e hapur *gjuh.* zanore që shqiptohet me gojën më të çelur se zakonisht.

HAPUR *ndajf.* 1. Në mënyrë që lejon të hyjë bren-da, të dale a të Kalojë lirishi dikush a diçka, çelur; pa çelës; *kund.* mbyllur. *E la derën hapur. Mbeti dri-tarja hapur. Mbaje hapur.*
2. Me pjesët a anët të larguara ose të mënjanuara njëra nga tjetra, çelur; *kund.* mbyllur. *Me sytë hapur. Me gojë hapur.*
3. Duke punuar, duke zhvilluar veprimtari, çelur (për një institution, një shkollë, një dyqan etj.); *kund.* mbyllur. *E gjeti dyqanin hapur. Rri hapur gjithë ditën.*
4. *fig.* Drejtpërdrejt, ballë për ballë, pa u fshehur, haptas; *kund.* fshehtas. *doli hapur. E kundërshtoi hapur.*
5. *fig.* Me zemër të hapur, me çiltëri; shkoqur, sheshit, shqip. *foli hapur. la tha hapur.*
*k* Me ballë hapur (hapët) ballëhapur. Me gojë hapur (hapët) a) me habi të madhe, i mahnitur a i shastisur nga diçka e papritur a e pabesueshme; b) me padurim, me dëshirë të madhe. Me gjoks hapur ballë për ballë e pa druajtje; trimërisht. Me krahë hapur (hapët) me dashuri e ngrohtësi, me përzemërsi të madhe. Me sy hapur (hapët) ballëhapur, pa druajtje; syhapur. Ëndrra me sy hapur (hapët, çelur) *shih tek* ËNDËRR,~RRA$_3$. Fie me një sy hapur (hapët) *shih te* FLE. E ka derën hapur (çelur) hyn lirisht; ve-pron lirisht; nuk ka pengesë për të ecur përpara. E ka rrugën (udhën) hapur (hapët) është i lire për të bërë diçka, nuk ka ndonjë pengesë. E mban derën hapur (çelur) a) pret kurdoherë me bujari miq e shokë; b) *vjet.* është vazhdues i mëtejshëm i atyre që rrjedhin nga një fis a nga një familje, bën që të mos i shuhet fisi. E la me gojë hapur *dike shih te* GGJË,~A. I mbaj sytë hapur shoh me kujdes e me vëmendje, i hap sytë. I mbaj veshët hapur (hapët) rri e dëgjoj me kujdes e me vëmendje të madhe; tregohem syhapur. Mbeti me gojë hapur *shih te* GOJË,~A. E priti me gojë hapur *shihte* GOJË,~A. Thur livadhra e le shtegun hapur *shih te* THUR.
HARABEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool. X.* Zog i vogël, me pendët e kokës e të shpinës ngjyrëkafe dhe ato të pjesës së poshtme ngjyr4hiri, me sqep të madh
e me këmbë të shkurtra, që jeton në tufë zakonisht pranë qendrave të banuara dhe që ushqehet kryesisht me drithë; trumcak. *Harabeli i shtëpive. Harabel misri. Tufë harabelash. Si sqep harabeli. 2. fig. mospërf.* Njeri mendjelehtë.
HARAÇ~I *m. sh.* ~E, ~ET *hist.* 1. Detyrim a taksë që i jepte ose i paguante një shtet një shteti tjetër kur mundej prej tij a kur pranonte t'i nënshtro-hej atij.
2. Taksë e veçantë që jepte në të holla ose në na-tyrë popullsia jomyslimane gjatë kohës së pushtimit feudal ushtarak osman. *Haraç për koke. Haraç për token. Paguanin haraçin.*
HARAÇPAGIES,~E *mb. hist.* 1. Që i paguante haraç një shteti tjetër, kur mundej prej tij a kur pranonte t'i nënshtrohej atij. *Vend (shtet) haraçpagues.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
HARAJKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Skër-picje.
HARAKlRI *m. palak. libr.* \. Vetëvrasje që bënin samurajët japonezë duke çarë barkun me thikë në shenjë besnikërie ndaj dikujt. *Bëri harakiri.*
2. *fig.* Flijim që behet për hir të diçkaje; *keq.* flijim i verbër, flijim i kote.
HARAKUQ *ksil,* ~>A, ~UR *krahin.* 1. Rrotulloj, Vërtit. *Harakuq mishin në hell.*
2. Rtokullis, hedh teposhtë, vërvit, flak. *E harakuqi tatëpjetë ftutje).*
HARAKUQEM *vetv. krahin.* 1. Rrotullohem, vër-titem. *Harakuqej nepër bar.*
*1.* Rrokullisem, rrëzohem, bie. *V harakuq në një rripë.*
3. *Pës. e* HARAKUQ.
HARAM,~I *m. bised.* 1. Diçka e palejueshme, gjë e ndaluar; diçka që nuk është fituar me punë të ndershme e me djersë, diçka që nuk të takon a që nuk e meriton; *kund.* hallall. *E paste haram! ntallk. Iu bëfië haram! mallk. S'do (s'merr) haram. E hante bukën haram. Harami s'bëhet hallall. fj. u.*
*2.* edhe *sh.* •~A, ~AT. Njeri i prapë, njeri i keq, nga i cili s'ke dobi. *Harami i shtëpisë. Iu be djali haram.*
3. *përd. mb.* I prapë, i keq; që s'vlen, i padobishëm. *Djalë haram. Gjë harame. Mall haram.*
la bëri haram *diçka* ia prishi, ia nxiu, ia bëri që të mos kënaqet me të.
HARAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Thes. *Harar me grurë (me miser, me kashtë). Harari i duhanit.*
• Harar (thes) i grisur (i shpuar) *shih te* SHPUAR (i,e).
HARBl,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* 1. Thupër hekuri që përdorej për të mbushur, për të vajosur ose për të fshirë tytën e armëve me strall; thupër pushke. *Har-bia e kobures (e pushkës). E mbushi (e pastroi) me harbi.*
2. Thupër metali, e mprehur mirë në njërën anë, që përdorej në luftë si armë për të shpuar.
*ic* U be harbi u zemërua shumë, u tërbua nga inati. Është harbi nga mendja nuk ia pret fare mendja; është mendjelehtë.HARBIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve HARBOJ, HAR-BOHEM. *Harbimi i kalit (i rnëzit). Harbimi i fëmijë-ve.*
2. Shpërthim i shfrenuar, shfrim i papërmbajtur. *Shpërtheu me harbim.*
3. Epsh i shfrenuar. *Ka harbim.*
HARBOHEM *vet. bised.* 1. *shih* HARBOJ $_{r6}$. *Hdrbohej rrugëve. U harbua nëpër fushë. U harbuan qehgjat. Është harbuar gruri (misri, duhani, bari, har-dhia). U harbua kali (mushka). U harbua pas grave (pas fustanevc).*
*I. Pës. e* HARBOJ 7-9.
HARBOJ *Joked.,* -~OVA, ~UAR *bised.* 1. *keq.* Bredh Pa ire në vende të ndryshme, sillem lart e poshtë, shk:oj sa në një Vend në tjetrin. *Harbon shumë (kot më.kot, andej e këtej). Harboi nëpër botë. Harboi tërë nai~ën.*
2. Vrapoj, eci me vrap; nxitoj, eci më të shpejtë; ikinga një vend, largohem. *Harboi kali. Harboi nëpër fushë.*
3. Kërcej, hidhem e lodroj, duke berë rrëmujë e zhurmë. *Harbojnë fëmijët. Harbojnë qengjat. Har-bojnë nëpër livadh.*
*4. vet. veta HI.* Rritet tej mase, zhvillohet shumë, harliset (për bimët). *Harboi lisi (hardhia). Harboi (pambuku, misri). Harbuan kumbullat (pjeshkët).*
5. *keq.* Bën si i shfrenuar, tërbohet, e kalon masën. *Harboi kali (mushka). Harboi era (shiu).*
*6. fig. keq.* Bëhem i papërmbajtur, s'u vë frd ndje-njaye, dëshirave dhe epsheve, shthurem e jepem pas qejfeve; azdisem. *Kërcenin e harbonin. Harbonte me vajza. Harboi pas pelave.*
71. *kal. fig. keq.* E bën të papërmbajtur; e tërbon. *E harboi pija (rakia, vera).*
8. *kal. vet. veta HI.* E rrit tej mase, e Zhvillon shumë, e harlis. *E harboi grurin plehu. E harboi shiu barin.*

*9i kal.* Prish, cart, ia largoj diçka. *la harboi gjuntin fare. Ia harboi gazin (gëzimin).*
HARBUAR (i,e) *mb. bised.* 1. *keq.* Që bredh pa fre lart e poshtë, që nuk qëndron gjëkund. *Njeri i harbuar.*
*2.* Që është rritur tej mase, që është zhvilluar shumë. *Bimë e harbuar. Duhan i harbuar.*
3. *keq.* Që është i papërmbajtur, që bën si i shfrenuar; i tërbuar, i egërsuar. *Kale (mëz, ka) i harbuar. Pele (mushke) e harbuar. Det (lumë) i harbuar.*
4i *keq.* Që është bërë i papërmbajtur, që s'u vë fre ridjenjave, dëshirave e epsheve, i shthurur e i dhënë pas qejfeve. *Njeri (djalë) i harbuar. Grua e harbuar.*
HARBUT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Emër, më të cilin klasat e larta të shoqërisë në Perandorinë Osmane quanin me përbuzje të huajt, që i mbanin si të pazhvilluar; emër, më të cilin bejlerët dhe aga-Harët quanin me përbuzje njerëzit e vegjëlisë.
2. *mospërf.* Njeri me sjellje të keqe, I pagdhendur. i ashpër e gojështhurur; njeri i vrazhdë e i rëndë-
HARBCT,~E *mb.* 1. *vjet.* Që i përkiste vegjëlisë, që jpërbëhej nga njerëz të klasave të shfrytëzuara (përdorej me përbuzje nga klasat shfrytëzuese). *Tur-më harbute.*
2; *përb.* Që ka sjellje të keqe, i pagdhendur, i ash-
për e gojështhurur; i vrazhdë, i rëndë. *Njeri harbut. Sjellje harbute. Shprehje harbute.*
HARBUTÇE *ndajf. bised., keq.* Harbutërisht. *foli harbutçe. Sillej harbutçe.*
HARBUTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* HARBUT, ~I.
HARBUTËRl,~'A . 1. *përmb. vjet.* Njerëzit e vegjëlisë a të klasave të shfrytëzuara të shoqërisë (për-dorej me përbuzje nga klasat shfrytëzuese).
2. *përb.* Sjellje e keqe prej harbuti; qëndrim i vrazhdë e i rëndë.
HARBUTËRISHT *ndajf. keq.* Në mënyrë të pa-sjellshme, të pagdhendur, të ashpër dhe pa edukatë! vrazhdë, rëndë. *Sillej harbutërisht. Foli (u përgjigj) harbutërisht.*
HARC,~I *m. sh.* ~-A, ~AT. Shkëmb me thepa, gur i madh me maja të mprehta; vend me shkëmbinj e me gurë të tillë. *Harcat e bregut. Harcat e detit. Vend me harca. Thyej harcat. Në majë të harcit.*
E ka kokën hare është kokëfprtë, e ka kokën shkëmb.
HARÇ,~I *m. sh.* ~A, ~<AT. Derr i patredhur që mbahet për ndërzim, hakoç. *Harçi i tufës. Harcat e races. Mori harç dosa* u mbars.
HARDALL,~'I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bot.* Sinap-*Gjethe hardalli. Farat e hardallit. Rritet si hardall.*
*2. gjell.* Mustardë.
3. *fig.* Njeri me trup të gjatë, por i trashë nga mendja; budalla.
4. *përd. mb.* I trashë nga mendja; budalla. *Njeri hardall.*
• Fare (lëng) hardalli *iron,* njeri që ka lidhje fa-refisnie shumë të largëta me një tjetër. Doli hardall *diçka* shkoi kot, nuk fitoi gjë.
HARDALLOS *kal,* ~A, ~UR *bised.* 1. *vet. veta HI.* E rrit shumë, e rrit tej mase, e harlis (për bimët). *Plehu e hardallos grurin (ntisrin). E hardallosi shiu barin e keq.*
*2. fig.* E prish nga mendtë, e çmend, e çakërdis. *E hardallosi djalin.*
HARDALLOSEM *vetv. bised.* 1. *vet. veta HI.* Rritet shumë, rritet tej mase, harliset (për bimët). *U hardallos gruri.*
2. Hap gjoksin, zgafullohem, shpartallohem.
3. *fig.* Mbahem më të madh, krekosem. *Vjen e hardalloset.*
4. *fig.* Prishem nga mendtë, çmendem, çakërdisem. *U hardallos djali.*
HARDALLOSUR (i,e) *mb. bised.* 1. Që është rritur shumë, i harlisur (për bimët). *Hardhi të hardallosura.*
2. Që ka hapur gjoksin, i zgafulluar, i shpartalluar. *Njeri i hardallosur.*
3. *fig.* I çakërdisur, i çmendur. *Ecte si i hardallosur.*
HARDHI,~A. *sh.* ~, ~TË *bot.* Shkurre kaca-varëse, me trung të hollë, të gjatë e të përdredhur, me lëvore ngjyrë hiri në të kuqërremtë e me plasa, me gjethe të gjera në trajtë të pëllëmbës, me lule të Vogla, të grumbulluara në vile, të cilat japin si fryt rrushin; pema e rrushit. *Hardhi e butë. Hardhi e egër* larushk. *Fidan (kalem, rrënjë) hardhie. Gjethe (flctë)hardhie. Krasit hardhinë. Tenja e hardhisë. zool. Pleshti I hardhisë. zool. Merimanga e hardhisë. zool. Zhuzhaku i hardhisë. zool. Turigjati (hundëgjati) i hardhisë. zool. Këpusha e hardhisë. zool. Hiri i hardhisë. Vrugu i hardhisë.*
•*k* Hardhia e bën rnishin, fecra merr uratën *fj. u.* thuhet kur punën e bën një njeri, ndërsa frytet i rrëm-ben një tjetër. Hardhia e mureve shkurre e egër kacavarëse, me gjethe të përbëra me tri ose pes4 flstë të vogla, me lule të Verdheme e të grumbulluara, që bën si fare ca kokrra të zeza dhe që mbillet si bimi zbukuruese.
HARDHlÇ,~I m. Pije e athët, që nxirret nga kokrrat e dëllinjës dhe që përdoret për të shuar etjen, për të ndihmuar tretjen e ushqimit ose për të qetësuai dhimbjet.
HARDHIORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje shku-rresh ku bëjnë pjesë lloje të ndryshme të hardhive etj.
HARDHISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe HAR-DHISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lastar i vogël hardhie, që është krasitur a është këputur.
2. Vend i mbjellë me hardhi, vreshtë.
HARDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *zool.* Zva-rranik i vogël, me trup të zgjatur e në ngjyrë të murr-me, me katër këmbë të shkurtra dhe me bisht të gjatë. *Hardhja e mureve (e gardheve). E shkathët si hardhia. Ngjitet si hardhje.*
2. *mjek., bised.* Difteriti, gryka e bardhë. *dolt hardhja në grykë. I dalle hardhja! mallk.*
*ir* Flet hardhje e zhapinj flet gjepura, thotë marrëzi. Vë hardhjen në bisht përpiqet të bëjë diçka të pa-mundur. Hardhja e blertë *zool.* zhapiu.
HARDHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Hedh. *Hardhoj gurin (shkopin).*
HARDHUCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool. shih* HARDHJE,~A i.
HARE, ~JA . Gëzim i madh. *Plot (gjithë) gaz e hare. Zjen kenga e hareja.*
HAREM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Banesa e veçant e grave dhe e dashnoreve të përfaqësuesve të shtresës së pasur myslimane (në vendet islamike). *Grate e haremit. Efuti në harem.*
*2. përmb.* Grate dhe dashnoret e myslimanëve të pasur, që rrinë në një banesë të veçantë. *Haremi i sulltartit (i pashait). Merrte haremih me vete.*
HARENGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk deti i vogël, me trup të shtypur, që jeton në tufa dhe hahet i freskët, i kripur ose i thatë. *Harenga të kripura. Gjuetia e harengave.*

HAREPLOTË *mb. poet.* I hareshëm, plot hare. *Këngë hareplotë. Vështrim hareplotë.*

HARESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është shumI i gëzuar. *Djalë i hareshëm. Vajze e hareshme.*

*2.* Që shpreh gëzim të madh; që të ngjall hare; që është plot hare. *Zë i hareshëm. Buzëqeshje e hareshme. Jetë e hareshme. Festë e hareshme. Pamje e hareshme. Ditë e hareshme.*

HARESHËM *ndajf.* Gëzueshëm, me hare. *FHste hareshëm. Tingëllon hareshëm. E kaluan kohën hareshëm.*

HARK,~KU m. *sh.* ~QE, ~QET. 1. Armë e bërë me një shufër druri a metali të përkulur dhe me një fill të forte të lidhur n6 të dy anët, që shërben për të hedhur shigjetën. *Hark me (pa) çark. Ngreh (shkreh) harkun. Qëlloi me hark.*

2. Harkavile. *Hark me lak. E zuri me hark.*

3. *gjeom.* Pjesë e rrethit ose e çdo vije tjetër tI la-kuar, që pritet nga dy rreze. *Harku i rrethit. Gjatesia e harkut.*

4. Pjesë e diçkaje që është e përkulur si rreth ose në trajtën e një Vije të lakuar; gjysmërreth, rreth. *Harku i rrotes. Harku i kularit. Harku i sharrës. Harku i djepit. Harku i ylberit.*

5. *arkit.* Pjesë e sipërme e një dritareje, dere, murl etj., e ndërtuar si gjysmërreth a me trajtë të lakuar; pjesë e një ndërtimi, e përkulur dhe e mbështetur mbi shtylla, mbi këmbët e urës etj., e cila shërben për tS mbajtur peshën e asaj që është me lart ose si zbu-kurim; qemer. *Harku i sipëmt. Harku i derës (i dri-tares). Harqet e urës. Hark betoni. Urë me harqe.*

6. *muz.* Shkop druri, me qime kali ose me fije sin-tetike të tërhequra fort nga njëri skaj në tjetrin, q4 përdoret për t'u rënë veglave me tela; vegël me tela, së cilës i bien me një mjet të tillë. *Harku I violinës (I violonçelit, i lahutës). Orkestra e harqeve. Melod( harqesh. Pjesë (koncert) me harqe.*

7. Vegël e thjeshtë për të rrahur e për të lënurui leshin.

8. *përd. mb.* I përkulur, i lakuar. *ka vetullat hark.*

*9. përd. ndajf.* Rrotull, rreth, qark. *V mblodhën (u vunë) hark. I vuri gurët hark.*

Hark elektrik *fiz.* dy shufra karboni të lidhura me burimin e rrymës elektrike, të cilat, kur afrohen, lëshojnë shkëndija me dritë verbuese.

HARKARGJENDTË *mb. poet.* Që e ka harkun " larë me argjend. *Trimi harkargjendtë.*

HARKARTË *mb. poet.* 1. Që e ka harkun të lari me ar.

2. Që e ka harkun shumë të shndritshëm. *Hëna harkartë.*

HARKAT,~E *mb.* 1. Që është bërë a është endur me mëndafsh të përzier me pambuk; që është bërft me cohë mëndafshi të përzier me pambuk. *Pëlhurë (cohe) harkate. Këmishe harkate.*

2. *si em.* ~E, ~JA . Vel prej mëndafshi të përzier me pambuk. *E mbuloi fytyrën me harkate.*

HARKAVlLE, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Mjet pIr t" zënë zogj e shpendë të egër, që bëhet me një shufër të gjatë, e cila përkulet si hark dhe në krye ka lakun; shkrehës. *Laku i harkaviles. Harkavile për zogj (për rosa). I zuri me harkavile.*

HARKËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Luftëtari që qëllonte me hark, shigjetar.

HARKIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve tfi foljeve HARKOJ, HARKOHEM. *Harkimi i llamarinis.*

2. Kthesë si hark e diçkaje, hark. *Harkimi i vetullës. Harkimi i ylberit. Harkimi i lumit. Në harkim të udhës.*

HARKMBAJTËS,~I *m. sh.* ~. ~IT *hist.* Harkëtar.

HARKOHEM *vetv.* 1. Përkulem dhe bëhem si hark, marr trajtën e harkut; *vet. veto III* vjen si hark, la-kohet. *lu harkua trupi. U harkuan drurët. Jane harkuar ihkallët. lu harkuan vetullat.*2. *vet. veta III.* Kthen si hark, dredhon, merr kthesë, harkon. *Harkohet udha (lumi). Harkohet bregu. Harkohet ylberl.*

3. *Pës. e* HARKOJ.

HARKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Përkul diçka dhe e bëj si hark, i jap trajtën e harkut. *Harkoj ka-Hdmin (telin, thuprat). Harkoj trupin. Harkon krahët.*

2. *vet. veta HI.* I vjen rreth, i rri si hark, e rrethon, e jqarkon. *Lumi e harkonte fushën. Cullufet i harkonin ballin.*

3. *jokal. vet. veta III.* Vjen si hark, bëhet harqe-harqe; edhe *veta I* marr kthesë, dredhoj. *Kodrat harkojnë. Lumi harkonte rrptull ntatit. Valet harkonin. më të dale të fshatit harkuam nga lindja.*

HARKOR,~E *mb.* Që ka trajtën e një harku, që vjen i përkulur si hark, i lakuar. *Dërrasë harkore. Tulle harkore. Vijë harkore. Kosë harkore. Vetull harkore.*

Grade harkore *mat. shih te* GRADË,~A.

HARKORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Kosë bari a ferrash e kthyer si hark. *Pres me harkore.*

HARKPRARUAR *mb. poet.* 1. Që e ka harkun të larë me ar, harkartë.

2. Që është si hark i ndritshëm, që duket si i larë në ar. *Hëna harkpraruar.*

HARKTË (i,e) *mb.* Harkor.

HARKUAR (i,e) *mb.* Që është i përkulur a i lakuar si hark; që është bërë në trajtë harku. *Vijë e harkuar. Bllok guri i harkuar. Dritare (portë) e harkuar.*

HARLIS *kal.* "-'A, ~UR *bised.* 1. E bëj të marrë fuqi e të Zhvillohet shumë, e bëj të rritet e të shtrihet tej mase. *harlisi shiu të lashtat. Plehu i harlis Met.*

2. *jokal. vet. veta III.* Merr fuqi e zhvillohet shumë, rritet e shtrihet tej mase, harliset (për bimët). *Harlisi bari (hardhia). Harlisën pemët.*

3. *fig,* E harboj, e azdis (edhe *keq.). E harlisi djalin. E harlisi tagjia e mirë kalin.*

4. *jokal. fig.* Harbohem, tërbohem, harlisem (edhe *keq.). Harlisi fare.*

HARLISEM *vetv.* 1. *vet. veta HI.* Merr fuqi e Zhvillohet shumë, rritet e shtrihet tej mase (për bimët). *U harlis bari. U harlisën pemët.*

*2. fig.* Bëhem i papërmbajtur, nuk përmbahem dot; harbohem, tërbohem (edhe *keq.). U harlis djali (vaj-za). U harlis kali. U harlis era.*

HARLISJE,~A *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HARLIS, HARLISEM. *S'mba-het nga harlisja.*

HARLISUR (i,e) *mb.* 1. Që ka marrë fuqi e është zhvilluar shumë, që është rritur e është shtrirë tej mase (për bimët). *Miser (grurë) i harlisur. Pemë (Me) të harlisura. Bar i harlisur.*

2. *fig.* Që është bërë i papërmbajtur, që nuk për-mbahet dot; i harbuar, i tërbuar (edhe *keq.). Kale i harlisur. Njeri i harlisur.*

3.i *fig.* Që s'ka kufi, i papërmbajtur, i shfrenuar. *Fantazi e harlisur.*

HARMAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Përzierje llojesh të ndryshme duhani për të nxjerrë një cilësi të ve-

çantë; duhan i tillë i grirë për cigare. *Reparti i har-tnanit. Përgatitja e harmaneve. Bëj harmanin.*
HARMANIZlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të foljes HARMANIZOJ. *Harmanizimi i duhanit.*
HARMANIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përziejlloje të ndryshme duhani për të nxjerrë një cilësi të veçantë.
HARMI,~A . *veter., mjek.* 1. Tuberkulozi i koc-kave (kryesisht për kafshët). *Harmia e kuajve. Harn)ia e dhenve (e dhive). I rente (e preftë) harmia! mallk.*
*2.* Sëmundje që bren e prish dhëmbët.
3. *fig.* Frikë e madhe; lemeri. *ka hyrë harmia. Mos u fut harminë fëmijëve!*
HARMOÇ,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bot.* Pisha e butë. *Pyll me harmoçë. Dru harmoçi.*
HARMOÇ,~I H *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Llaç i shkoqur, i përzier me gurë të vegjël që kanë rënë prej mureve.
2. *krahin.* Hurdhë përroi; vend i gërryer a grope e vogël zakonisht në shtratin e një përroi.
HARMOHET *vetv.* 1. Bëhet copë-copë, copëtohet, thërrmohet, shkërmoqet (për gurin, drurin, eshtrat etj.).
2. Prishet a kalbet diçka; mahiset e qelbet. *Iu harmua mishi (plaga). U harmuan dërrasat.*
3. Grihet e ronitet, bëhet fije-fije, hahet.
4. *Pës. e* HARMOJ.
HARMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj copë-copë, copëtoj, thërrmoj, brej, ha (për gurin, drurin, eshtrat etj.). *Drurin e harmon krimbi.*
2. E prish a e kalb diçka; e mahis dhe e qelb. *harmoi plagën.*
3. Grij e ronit, bëj fije-fije, ha. *Tenja i harmoi rrobat. I harmoi pantallonat te gjunjët.*
HARMONI,~A 1. Lidhje e natyrshme dhe e përshtatshme ndërmjet pjesëve të diçkaje, bashkim i qëlluar dhe i përpjesëtuar mirë i elementeVe përbërëse të diçkaje; përpjesëtim i drejtë i pjesëve përbërëse të një të tëre ose pajtim i plotë ndërmjet dy gjërave, përputhje. *Harmoni e brendshme (e jashtme). Har-monia e ngjyrave. Harmonia e trupit. Harmonia e gjynt-tyrëve. Ka harmoni. I mungon harmonia.*
2. Pajtim në mendime e he qëndrime me dike, të shkuar mirë e pa fërkime; mirëkuptim, marrëdhënie miqësore e të ngrohta ndërmjet dy a me shumë ve-tave. *Harmoni e plotë (e pergjithshme). Harmonia e interesave. Kanë harmoni. Veprojnë (punojnë) në harmoni.*
3. *muz.* Grup tingujsh a Zërash të njëkohshëm, që venë njëri me tjetrin dhe na pëlqejnë kur i dë-gjojmë; bashkëtingëllim i këndshëm zërash a tingujsh. *Harmonia e tingujve (e zërave). Harmoni veg-lash muzikore.*
4. *muz.* Pjesë e teorisë së muzikës, që studion akor-det e Zërave dhe të tingujve të veglave muzikore; të-rësia e parimeve të këtyre akordeve. *Ligjet e harmonise. Studion për harmoni.*
HARMONIK,~E *mb. libr.* 1. *shih* HARMONI-SHËM (i), ~ME (e).
2. *muz.* Që është ndërtuar sipas parimeve dhe rre-gullave të harmonise (si pjesë e teorisë së muzikës).*Shkallë harmonike. Ndertim harmonik. Tingëllim har-monik.*
HARMONlKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël muzikore e vogël në trajtën e një kutie të sheshtë e të gjatë me disa vrima anës, të cilave u fryjmë me gojë për të luajtur melodi. *Harmonike goje. Këngë me harmonike. I fryj harmonikës.*
2. Fizarmonikë. *Melodi me harmonike. I bie harmonikës.*
HARMONIKISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë të har-monishme. *Zhvillohet harmonikisht.*
HARMONIST, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie harmonikës.
HARMONISHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* 1. Që ka lidhje të natyrshme dhe të përshtatshme ndërmjet pjesëve, që i ka elementet përbërëse të bashkuara bukur e me përpjesëtime të goditura; që ka përputhje e që Vete mirë me diçka tjetër, që ka harmoni. *Trup i harmonishëm. Fytyrë e harmonishme. Sistem i har-monishëm. Lidhje e harmonishme. Zhvillim i harmonishëm. Edukim i harmonishëm. Lojë e harmonishme. Në mënyrë të harmonishme.*
*2. muz.* Që tingëllon bukur, që jep tingëllim të këndshëm (për tinguj e zëra të njëkohshëm). *Zëra të harmonishëm. Tinguj të harmonishëm.*
HARMONIZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve HARMONIZOJ, HARMONrZOHET. *Harmonizimi i valleve popullore. Harmonizimi i veprimeve. Harmonizimi i përmbajtjes dhe i formes.*
HARMONIZOHET *vetv. libr.* Bëhet i harmonishëm a harmonik, lidhet në mënyrë të harmonishme, pajtohet, përputhet me diçka tjetër, i përshtatet asaj, vete, shkon mirë me të. *Harmonizohen ngjyrat (zërat, tingujt). Harmonizohen interesat.*
*2. Pës. e* HARMONIZOJ $_3$,4-
HARMONIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. E bëj të harmonishëm, e bëj të ketë lidhje a përpjesëtime të harmonishme; pajtoj, bashkërendoj; vë në harmoni, e bëj të jetë harmonik. *Harmonizoj ngjyrat. Harmonizoj përmasat. Harmonizoj pjesët e trupit (në një skulpturë). Harmonizoj kërkesat me mundësitë. Harmonizoj këngën (melodinë).*
2. *jokal. vet. veto III. shih* HARMONIZOHET $_3$. *Harmonizon me ngjyrat e tjera. Harmonizon bukur.*
3. *jokal. vet. veto III. muz. shih* HARMONIZOHET 4. *Harmonizojnë tingujt. Harmonizon zëri.*
HARMONIZUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë i harmonishëm a harmonik, që ka përpjesëtime a lidhje të harmonishme me diçka tjetër, që është vënë në përputhje a në pajtim ose që është bashkërenduar mirë me diçka tjetër. *Zhvillim i harmonizuar. Përpjesëtime të harmonizuara. Veprime (perpjekje) të harmonizuara. Tinguj të harmonizuar. Kooperimi i harmonizuar i degëve.*
HARMURl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Tokë e shkrifët, që nuk mban lagështi.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Tokë (vend) harmuri.*
HARPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël mu7ikore zakonisht në trajtë trekëndëshi, me tela me gjatësi
të ndryshme, të cilëve u bihet me gishta. *Tingujt e harpës. I bie harpës. Koncert për harpë.*
HARPIST, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie harpës, muzikanti që luan në harpë.
HARPISTE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* HARPIST, ~I.
HARTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vizatim që paraqit të zvogëluar gjithë sipërfaqen e Tokës a një pjesë të saj, sipërfaqen e një shteti, të një krahine etj., qiellin, sisteme yjesh, sipërfaqe të trupave qiellorë ose ndonjë dukuri tjetër të veçantë që lidhet me ta. *Hartë gjeografike. Hartë ftzike (politike, historike, ekonomike, topografike, pyjore, gjeologjike, arkeolo-gjike). Hartë yjore (kozmike). Hartë*

*detare. Hartë rrugore. Hartë memece. gjeogr.* hartë pa emra. *Hartë mësimore. Hartë muri. Harta e Shqipërisë. Harta e botës. Harta e kullotave. Tregues i hartës. Hedh në hartë.*
HARTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HARTOJ, HARTOHET. *Hor-*
*timi i planit shtetëror. Hartimi i programit. Hartimi i fjalorit. Hartimi i teksteve të reja. Hartimi i bilancit. 2.* Punë krijuese që bëjnë nxënësit si detyrë me shkrim për të shprehur bukur e drejt mendimet për një temë të caktuar. *Hartim letrar. Hartim krijues (përshkrues, ritregues). Hartim klase (shtëpie). Hartim me temë të lire. Ora e hartimit. Temë hartimi. Fletore hartimi. Shkruaj (bëj) një hartim. Kontrolloj (ndreq) hartimet.*
HARTlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Pishë e lartë e vendeve malore, me lëvore ngjyrë hiri në të kuqe, me gjethe si hale të vendosura dy e nga dy dhe me ku-rorë vezake; pisha e butë. *Dru hartine. Shkurre har-tine. Pyll hartine.*
HARTOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me vizatimin e hartave; specialist në fushën e harto-grafisë.
HARTOGRAFl,~A . Mjeshtëria e vizatimit dhe e botimit të hartaVe; dituria që merret me krijimin dhe me punimin e hartave.
HARTOGRAFlK,~E *mb.* Që ka të bëjë me har-tografinë, i hartografisë; që merret me krijimin e me punimin e hartave. *Njohuri hartografike. Punime har-tografike. Projektimi hartografik. Sektori hartografik.*
HARTOHET. *Pës. e* HARTOJ.
HART OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Krijoj e shkruaj një vepër letrare, shkehcore etj. sipas një plani të caktuar; përpiloj dhe shkruaj përmbajtjen e një do-kumenti, të një shkrese etj. *Hartoj një dramë (një skeç, një pjesë teatrale). Hartoj fjalorin (gramatikën). Hartoj një tekst shkollor. Hartoj një ligj (një vendim, një rregullore). Hartoj një shkresë.*
*2.* Përgatit diçka që do të zbatohet, duke përpu-nuar të dhënat e nevojshme dhe duke i hedhur ato në letër. *Hartoj buxhetin. Hartoj rendin e ditës. Hartoj grafikun e punës (një program pune).*
3. *fig.* Mendoj që më parë mënyrën dhe rrugët e veprimit, përgatit një plan Veprimi, thur. *Hartoj një projekt (njëplan).*
HARTOSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Petavër e Vogël që mbërthehet mbi qeprat e çatisë së shtëpisë, pjesae çatisë e shtruar ms petavra, mbi të cilën vihen tje-gullat, pullaZinë. *Hartosa e çatisë. Vë hartosat.*
HARTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që harton diçka; autor. *Hartuesit e teksteve shkollore. Hartuesit e en-ciklopedisë. Hartuesit e "Historisë së Shqipërisë".*
HARTUES,~E *mb.* Që merret me hartimin e diç-kaje, që ka hartuar një Vepër. *Komisioni hartues.*
HARVAIXINË,~A *sh.* ~A, —AT. 1. Shtëpi e vjetër, e prishur dhe e shkatërruar, shkatërrinë, karakatinë. *Është bërë harvaltinë.*
2. *keq.* Grua me trup të madh e të shëmtuar, gër-dallë.
HARXH, ~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Ush-qimet që blihen për t'i përdorur për një kohë të cak-tiiar, për një festë etj.; sendet ushqimore që janë të nevojshme e që blihen për të përgatitur një gjellë a një gatesë tjetër; lënda që përdoret për të ndër-tiiar diçka; astari, kanavaca, kopsat etj. që duhen për të bërë një veshje a diçka tjetër. *Harxhet e shtëpisë. Harxhet e dimrit. Harxhet e javës. Harxhet e byrekut. Harxhet e tavanit. Harxhet e kostumit. Harxhet e dy-shekut (e jorganit). Shkonin në dasntë me harxhe. Sosën harxhet.*
2. Të hollat që prishim për të blerë a për të bërë diçka; shpenzime. *Harxhet e dasmës. Harxhet e dar-kës. Harxhet e varrimit. Harxhet e udhëtimit.*
3. Cohë, pe me ngjyra etj. që përdoren për të zbu-kuruar veshjet popullore dhe për të qëndisur. *Harxh i Içuq (i zt). Xhybe (anteri) me harxh. Jelek i punuar me harxh. Pushkë me harxh.*
HARXHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HARXHOJ, HARXHO-HEM. *Harxhimi i parave. Harxhimi i druve (i lëndës djegëse). Harxhimi^ i ujit. Harxhimi i kohës.*
2. *kryes. sh.* Të hollat që prishim për të bërë diçka, hIrxhe, shpenzime. *Harxhime të mëdha. Me har-xhimet e veto: Bëri harxhime.*
HARXHOHEM *vetv. bised.* 1. Bëj shpenzime, prish. *Harxhohem shumë. Mos u harxhoni!*
*2. Pës. e* HARXHOJ. *U harxhua mielli. V harxhuan drutë.*
HARXHOJ *kal,* ^OVA, ~UAR *bised.* 1. Shpen-zoj diçka, prish; e mbaroj diçka ose e prish ca nga ca, zakonisht duke e përdorur për një qëllim të caktuar. *Harxhoj paratë. Harxhoj ushqimet (miellin, sheqerin). I harxhoi dërrasat (gozhdet, gëlqeren). Makina har-xhpn pak naftë (benzine, vaj). Harxhon shumë (kot).*
2. E bëj qe të prishë para, e detyroj të bëjë shpenzime, e shpenzoj. *E harxhoi dasma.*
3. *fig.* E përdor për diçka, e shfrytëzoj për të bërë diçka. *Harxhoj forcat (mundin). Harxhoj kohën.*
•*k* Harxhoj fjalën kot ndërhyj te dikush për të ire-gulluar një punë, por nuk ia arrij qëllimit; me shkon mundimi kot. Harxhoj frymën (kot) lodhpm së foluri e s'më dëgjon njeri. Harxhoi (pagoi) qimet (leshtë) e kokës *shih te* QIME,~JA.
HARXHCAR (i,e) *mb. bised.* 1. Që është prishur, që është shpenzuar; që është mbaruar a është prishur ca nga ca; që nuk hyn me në punë, i ngrënë. *Paratë e harxhuara. Shuma e harxhuar. Pjesa e harxhuar.*
*2.* Që ka prishur e ka shpenzuar mjaft. *Shtëpi (fa-milje) e harxhuar. Është i harxhuar.*
*3. fig.* Që është përdorur për diçka, që Ishtë shfry-tëzuar për të bërë diçka. *Puna e harxhuar. Koha e harxhuar.*
HARZANE,—IA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Llam-badhë e vogël.
HARR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shkul a heq barërat e këqija nga të lashtat; pastroj a qëroj të lashtat nga barërat e këqija. *Harr barërat e këqija (gramin). Harr të lashtat (grurin, tërshërën). Harr arën (kopshtin).*
*2.* Rralloj misrin e bimët e tjera; krasit hardhinë a pemët e tjera, kij. *Harr misrin. Harr bostanet (vresh-tat). Harr rrushin (hardhinë, pemët).*
3. *fig.* Heq pjesët e tepërta a të dobsta të një shkrimi ose të një vepre letrare, shkencore etj.., e pastroj, e kreh. *Harr tregimin (dratnën, romanin). Harr një studim.*
HARRAQ,~E *mb. bised.* 1. Që harron shpejt, që nuk mban mend shumë, harrestar. *Njeri harraq. Plakë harraqe.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Harraq i madh. U be harraqe.*
HARRESË,~A. 1. Gjendja k.ur nuk na kujtohet dikush a diçka, kur nuk mbajmë mend një gjë që e kemi ditur a një punë që duhet të kryejmë, mungesë kujtese; humbje a

dobësim i kujtesës. *Harrese e plotë. Harresë e përhershme (e përkohshme).*
*2. fig.* Gjendja kur diçka lihet pas dore ose kur asaj nuk i kushtohet Vëmendja e duhur. *E la në harresë.*
3. Harrim. *Harresë e rastit.*
HARRESTAR, ~E *mb.* 1. Që harron shpejt, që nuk mban mend shumë. *Plak harrestar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Harrestar i madh.*
HARRET. *Pës. e* HARR.
HARRË,~A . *sh.* HERRE, HERRET. Bimë mi-sri që shkulet gjatë rrallimit, rrallishtë misri, bitërr. *Harre misri. Mbledh herret.*
HARRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që harr bimët e arave ose drurët.
HARRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HARROJ, HARROHEM.
2. Harresë. *E la në harrim.*
3. Gjendje hutimi të plotë, shkëputje e plotë nga mjedisi ku jetojmë e punojmë, gjendja kur nuk mun-demi a nuk duam të kujtojmë asgjë. *Ra në harrim. E la veten në harrim.*
HARRJE,~A i . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Kandërr shumë e vogël, me krahë të bardhë e të tejdukshëm, që del zakonisht në kohë të vapës, fluturon tufa-tufa duke lëshuar një zë të hollë, që hyn në sy a në vesh ose të pickon lëkurën. *Iu ngjiten harrjet. Na hëngrën (na grinë) harrjet. Është si harrje* të bezdis e të mërzit vazhdimisht, është shumë i mërzitshëm.
• Iu be harrje *dikujt* iu qep dikujt dhe e mërziti shumë, e bezdisi tej mase.
HARRJE,~A ii . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HARR, HARRET. *Harrja e parë (e dytë). Harrja e grurit (e misrit). Harrja e barërave te këqija. Harrja e pemëve. Bënë harrjen.*
2. Rrallishtë misri, harrë, bitërr. *Mblodhi harrjet. U hedh harrje lopëve.*HARROHEM *vetv.* 1. Jepem aq shumë pas diçkaje, sa harroj ku jam oje lë mënjanë çdo gjë tjetër, zhytem thellë në një punë, mbetem pas diçkaje duke u shkëputur prej çdo gjëje përreth; habitem shumë, shastisem. *Harrohet në punë. Harrohet në kujtime. Harrohet pas librave. U harrua pas zogjve. Harrohet duke luajtur.*
2. Bie në një gjendje dremitjeje, kotem; me zë gjumi për pak kohë. *U harrua plaku. U harrua ttja një ore.*
3. Qëndroj për shumë kohë diku larg; shkoj diku e kthehem shumë me vonë nga ç'më presin. *U harrua në kurbet. M'u harrua djali. Ku u harrove kështu?*
4. Shkoj kohën e heq mërzinë duke u marrë me diçka. *Harrohem me djalin. Harrohej me tespihet.*
5. *bised.* Matufosem, lenohem; prishem nga mendtë, çmendem. *U harrua plaku.*
*6. vet. veta III (zakon. m e pjesëzën mo-hue se* nuk, s '*).* Nuk mbahet mend, nuk kujtohet dot; *(me një trajtë t ë shkurtër të për em-rit v e t o r në r. dhanor e)* me del nga mend ja. *U harrua ajo fjalë (ajo kohë). S"i harrohet emri. S'harrohet kurrë. S'më harrohet ajo ditë.*
7. *vet. veta HI.* Del nga kujtesa, pushon së qeni shprehi, nuk përdoret me, lihet, humbet. *Zanatin po* i'e *punove, harrohet. Zakonet e mira s'harrohen. Gjuha e nënës nuk harrohet.*
8. *Pës. e* HARROJ.

• Iu harroftë (iu shoftë, i bumbtë) emri! *mallk. shih tek* EMËR,~R"I.
HARROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Nuk e mbaj me mend dike a diçka, nuk e kujtoj dot; me ka dale nga mendja një gjë që e kam ditur, nuk me Vjen në mend në kohën e duhur; humb kujtesën a me dobë-sohet kujtesa. *la harrova emrin. Harroi rrugën (numrin e shtëpisë). Harrova orën (ditën). E harroi porosinë. S'e harroi mësimin. Harroi titullin e librit. Nuk e harroj kurrë. Harroi që ishte dimer. Harroj shumë (gjithnjë). Te harroftë mortja! iron,* mos vdeksh kurrë!
2. Nuk e di me diçka që kam mësuar, s'jam me në gjendje ta ndjek, ta zbatoj a ta përdor, humbas shpre-hinë për diçka, çmësohem. *Harroi zanatin. E harroi violinën. Ka harruar të kërcejë (të gatuajë). Nuk e harron zakonin.*
3. Lë diçka pa u kujtuar në një vend, nuk e marr me vete ngaqë s'e kam mendjen aty; nuk bëj një punë, ngaqë s'e kam mendjen aty a ngaqë me del nga mendja. *Harroi librin (fletoren) në klase. Harrova syzet në shtëpi. Harroi të merrte çadrën. Harroi të shkonte në mbledhje. Harroi t'i hidhte kripë gjellës. Flet e harron të pushojë.*
4. E nxjerr nga mendja dike a diçka, nuk e kam me në zemër; nuk i kushtoj vëmendjen e duhur, nuk merrem sa duhet me të; e shpërfill diçka dhe e braktis, e lë mënjanë. *Harroi zakonet e të parëve. Kishte harruar edhe prindërit e vet. Harroi shokë e miq. Nuk i harrojmë kurrë dëshmorët. Nuk e harroi atdheun. Nuk e harrojmë të kaluarën e zezë. E harrudn shpejt atë. Nuk i harroi mësimet (këshillat) e tij. Harroi per-gjegjësinë për diçka. Nuk ia harroj atë që me bëri. Mosmëharro!*
*it* Na harroi adresën *shak.* nuk na ka ardhur prej shumë kohësh në shtëpi, nuk është dukur prej kohësh, naka harruar shtëpinë. Na e barroi derën (shtëpinë) *shih te* DERË,~A. Të harrofshin të ligat! *ur. shih te* LIG,'Ë,~A (e). Harro mushkë Valarenë *shih te* MUSH-K'E,~A. I mori bukën, të harronte djathin *shih te* DJATHË,—I. Ujku qimen ndërron, por zakonin s'e harron *fj. u. shih tek* UJK,~U;,
HARROK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Përçitës, përçak.
HARRUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk mbahet mend, që nuk kujtohet dot; që na ka dale nga mendja, që nuk na vjen në mend në kohën e duhur. *Ngjarje e harruar. Gjë e harruar. Emër i harruar.*
*2.* Që nuk vihet në jetë, nuk ushtrohet a nuk përdoret me; që nuk ndiqet me, që lihet a humbet. *Za-nat i harruar. Zakon i harruar. Gjuhë e harruar. Fjalë e harruar.*
3. Që është nxjerrë nga mendja, që nuk i kushtohet vëmendja e duhur; i braktisur, i lënë mënjanë. *Çështje e harruar. Vend (fshat) i harruar. Punë e harruar.*
4. I dhënë aq shumë pas diçkaje sa harron ku është e lë mënjanë çdo gjë tjetër, i zhytur thellë në një punë dhe i shkëputur prej çdo gjëje përreth; i habitur shumë, i shastisur. *Njeri i harruar. Rrinte i harruar. E gjeti të harruar.*
5. *bised.* I matufosur, i prishur nga mendtë, i çmen-dur. *Plak i harruar.*
*6. Perd. em.* sipas kuptimit 4 të mbiemrit.
HARRUR,~A (e) . *sh.* ~>A, ~AT (të). Rrallishtë misri, harrë, bitërr. *Mbledh të harrurat. U hedh të ha-rrura qeve.*
HARRUR (i,e) *mb.* 1. Që i janë hequr barërat e këqija, që është pastruar a është qëruar nga barërat e këqija. *Are e harrur. Miser (grurë) i harrur.*

*2.* Që është rralluar (për misrin e për bimët e tjera); që është krasitur (për hardhinë e për pemët). *Miser i harrur. Hardhi e harrur.*
3. *fig.* Që i janë hequr pjesët e tepërta a të dobëta, që është krehur. *Punim (studim) i harrur.*
HAS *kal.,* ->A, ~UR. 1. Takoj dike a diçka rastë-sisht e papritur, ndesh. *E hasa në rrugë (udhës). E hasi në stadium (në teatër, në kinema). Hasi një ari.*
*2. fig.* Me del përpara diçka e me pengon, ndesh; gjej, Vë re. *Hasi vështirësi (pengesa). Kam hasur shumë fjalë të rralla (shprehje të panjohura).*
3. *jokal.* Ndeshem rastësisht e papritur në diçka (edhe *fig.). Hasi në një gur (në mur). Hasi në gjurmë. Hasi në tokë të forte. Hasëm në vështirësi (në pengesa).*
•*k* I hasi (i zuri, i ndeshi, i ra) sharra në gozhdë *shih te* SHARRË,~'A.
HASE,~JA . *krahin.* Kambrik. *Çarçaf haseje.*
HASEM *vetv.* 1. Takohëm me dike a me diçka rastësisht e papritur, ndeshem. *U hasëm në rrugë. U hasën me një fshatar. Hasen shpesh (dendur, rrallë). U hasën ballë për ballë.*
*2. fig.* Me del përpara diçka e me pengon, ndeshem; gjendet, vihet re.
3. *krahin.* Zihem me fjalë me dike, grindem. *U hasën njëri me tjetrin.*
4. *vjet.* Shkalem, shuplakem (sipas besimeve të kota). *U has nga hijet (nga xhindet).*
HASET,-^I m. *bised.* Smirë, resë, ndezë. *Ka haset. E ka haset. I hipi haseti. E bëri nga haseti. Plasi nga haseti.*HASETÇESHË,~A *sh.* ~A, ~AT *bised.* Ha-sctqare.
HASETÇI,~U m. *sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* Ha-
sctqar.
HASETMADH,~E *mb. bised.* Që ka shumë smirë, që e bren smira, smirëzi. *Njeri hasetmadh. Grua ha-setmadhe.*
HASETQAR,~E *mb. bised.* 1. Që ka smirë, smiar, restar; smirëzi.
2. *Perd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
HASËLL, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tërshërë, elb a thekër, që mbillet në fund të verës, në fund të vjeshtës pse në pranverë dhe që përdoret si ushqim i njomë për bagëtinë; tokë a are e mbjellë me bimë të tilla për këtë qëllim. *Hasëll i thjeshtë. Hasëll i përzier (me bimë bishtajore). Bari i hasëlleve. Korr hasëllin. Mbjell me hasëll. I mban (i ushqen) bagëtitë me hasëlle.*
HASËLLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tokë a are e mbjellë me tërshërë, me elb ose me thekër, që,për-dorën si ushqim i njomë për bagëtinë.
HASËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Rrogoz.
*Shtroi hasrën. U ul në hasër. Mbuloj me hasra.*
2. Sipërfaqe e vogël vendi afërsisht sa një rrogoz. *Një hasër vend (tokë).*
*k* I digjet hasra (rrogozi) nën *ieie-shih te* RROGOZ, f-I. I hyri uji (ujët) nën hasër (nën rrogoz) *shih te* RROGOZ, ~I. Ta shkon (ta çon, ta Iëshon, ta fut, ta kalon) ujët nën hasër (nën rrogoz, nën vete) *shih te* RROGOZ,
HASJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HAS, HASEM.
2. *vjet.* Takim. *Kishte hasje me njërin.*
3. Grindje, zënie. *Ka pasur shumë hasje me të.*
HASM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që është në gjak me dike për shkak vrasjeje, ai që është në hasmëri me dike (sipas zakonit të kohës së kalu'ar, kur kishte armiqësi ndërmjet dy familjesh a flsesh). *Hasmi i vjetër. Në dere të hasmit. E kishte hasm.*
2. *bised.* Armik idikujt; armik i brendshëm ose i jashtëm. *Hasmi i pabesë. AI'u be hasm. Lufta kundër hasmit. Na kishte pushtuar hasmi. Hasmin e kishim në dere. Ujët fle, hasmi s'fle. fj. it.*
HASMËRI,~A. sfi. ~, ~TË. 1. Të qenët në gjak me dike për shkak vrasjeje, gjendja kur dikush është në gjak me një tjetër (sipas një zikoni të kohës së kaluar). *Kane qenë në hasmëri. Ra (hyri) në hasmëri. Pajtoi hasmëritë. U zhdukën hasmërite.*
2. *bised.* Armiqësi. *Hasmëri e vjetër. Kishin hasmëri ndërmjet tyre. E shikoi me hasmëri. Mbanin hasmëri.*
3. *përmb. bised.* Armiqtë. *Gjithë hasmëria.*
HASMËROHEM *vetv..* 1. Bëhem hasm me dike, hyj në hasmëri (sipas një zakoni të kohës së kaluar). *U hasmëruan për një viç (për vijën e ujit).*
*2. bised.* Armiqësohem. *U hasmëruan kot.*
HASMËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj hasm dike, e shtie në hasmëri (sipas një zakoni të kohës së kaluar). *Beu i ngatërroi e i hasmëroi.*
2. *bised.* Armjqësoj.
HASMËRUAR (i,e) *nib. t* Që është bërë hasm me
dike, që është në hasmëri (sipas një zakoni të kohës së kaluar).
2. *bised.* I armiqësuar.
HASRABËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Rrogoztar.
HASRATAR,~I *m. sh.* ~>Ë, ~ËT. Rrogoztar.
HASUDE,~JA . *gjell.* Ëmbëlsirë që bëhet me ni-seshte, me gjalpë a me vaj dhe me sheqer. *Hasude e shkoqur.*
HASHA *pasth. thjeshtligj.* 1. *vjet.* Përdorej si betim për të siguruar dike që diçka nuk ishte e vërtetë, që dikush nuk e dinte një punë, nuk e njihte një njeri etj. *Hasha, s'di asgjë. Hasha, s'e mora vesh. Hasha, s'e pashë.*
2. Përdoret së bashku me disa folje dhe formon me to togje të qëndrueshme me kuptimin e përgjithshëm “e mohoj dike.a diçka, i bie mohit”. *E bëri hasha se ka qenë. I ra hasha fjalës. E zuri hasha fjalën. E bëri hasha djalin.*
HASHASH,~I *m.* 1. *bot.* Bimë barishtore një-vjeçare, me kërcell të gjatë e të degëzuar, me lule të mëdha me petla si të lulëkuqes e me ngjyrë vjollce të hapët, që e ka frytin si kapsulë e të mbushur me fara të vogla. *Gjethe hashashi. Lulja e hashashit. Lëngu i hashashit. Ngjyrë hashashi* ngjyrë vjollce e hapët.
2. Lëngu si qumësht që nxirret nga fryti i papjekur i kësaj bime dhe që përdoret për të vënë në gjumë; opium. *Pi (përdor) hashash. I dha hashash.*
• Lule hashashi *bot. shih te* LULE,~JA.
HATA,~JA . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Fatkeqësi e madhe, kob; diçka shumë e keqe që ndodh (zakonisht për vdekje, vrasje, shkatërrime ëtj.). *Hata e madhe (e rëndë, e zezë). I ndodhi një hata. E gjeti (e zuri) hataja. U be hata. Ç'qe kjo hata!*
*2.* Tmerr. *futi hatanë. I hyri hataja.*
3. *përd. ndajf.* Shumë. *Ishte e bukur hata. Ishte lodhur hata. I pëlqeu hata.*
*4. përd. ndajf. thjeshtligj.* Shumë mirë. *E kaluan kohën hata. Punon hata. Q* — Si *shkoni? — Hata fare!* □
AT Me hata me pahir; më të keq. Sa një hata shumë i madh, sa të shtie tmerrin. Bëri hatanë *thjeshtligj.* a) bëri kërdinë duke vrarë e duke prerë; bëri namin; b) bëri

zhurmë të madhe sikur të kishte ndodhur diçka e tmerrshme, bëri kiametin.

HATASHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* 1. Që për-bën a që sjell një fatkeqësi, i kobshëm; i shëmtuar, i ndyrë. *Gjë e hatashme. Ngjarje (ndodhi) e hatashme, Punë e hatashme* ngjarje e shëmtuar. *Gjendje e hatashme.*

2. Shumë i madh, që i kalon shumë caqet e së za-konshmes. *Bina e hatashme. Plage e hatashme. Grope e hatashme. Ulërimë (zhurmë, thirrje) e hatashme.* - 3. *thjeshtligj.* Shumë i mirë, i mrekullueshëm. *Film i hatashëm. Këngëtar i hatashëm. Ka trup të hatashëm.*

HATER, ~I *m. sh.* ~E, ~ET dhe HATËR,~RI

*m. bised.* 1. *vet. nj.* Mendje. *S'më bie (s'më vjen) në hater. Me doli nga hatëri. Nuk me hyn në hater. E kam (e sjell) në hater.*

*2.* E mirë, përkrahje a mbrojtje e padrejtë, që i bëhet me anësi dikujt; anë, anësi. *bëri hater di-kujt. E mban me hater. S"behen hatëre. Këtu s'punon hatëri. Nuk lejohen hatëret. Punon pa hater.*

3. Dëshira e dikujt, ajo që i pëlqen dikujt a që ka për zemër dikush, qejfl. *la bëj për hater. Shkoi për haterin e tij. la ruan (ia mban) hatërin. Nuk ia prishi hatërirt. I mbeti (i ngeli) hatëri, S'i do hatëri. I doli nga hatëri* i doli nga qejfi, i doli nga zemra. *hyri në hater* i hyri në qejf, i hyri në zemër.

HATËRMADH,~E *mb. bised.* 1. Që ia bën qejfin shumë gjithkujt, që nuk prish qejf me askënd, qejf-paprishur.

2. Që preket shpejt, që zemërohet menjëherë, që i mbetet qejfi shpejt, qejfprishur.

HATËRMBETUR *mb. bised.* Që preket shpejt, që zemërohet menjëherë; që i ka mbetur qejfi, qejfprishur.

HATËROJ *kal.,* ~OVA, ~tl AR *bised.* 1. Për-krah a mbroj dike pa të drejtë, mbaj anësi; i mbaj anën a i bëj një të mirë me anësi, e mbaj me hater. *Nuk hatëronte as vajzën e vet.*

2. Ia plotësoj dëshirën dikujt, ia dëgjoj fjalën, nuk ia prish qejfin; ia bëj qejfin dikujt. *Hatëroj në-nën (babanë).*

HATULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Pjesa e një ndërtese ndërmjet trarëve të tavanit dhe të çatisë, ku janë baballëkët, gërshërëzat etj.; *kryes. sh.* drunjtë mbajtës (baballëkët, gërshërëzat etj.) që janë në këtë pjesë të ndërtesës. *Hatulla e shtëpisë. U fsheh në ha-tulla. Hyri nëpër hatulla.*

2. Petavër. *Hatullat e çatisë. Çaj hatulla. Mbuloj me hatulla. Shtron hatullat.*

3. Brez muri. *Mur me hatulla. I vë hatulla murit.*

4. Qafore hekuri me thumba, që u vihet qenve në qafë për të mos i mbytur ujku. *Hatulla e qenit.*

*-k* Ka një hatull (një dërrasë, ca dërrasa) mangët *mospërf. shih te* DËRRASË,~A.

HAUR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* AHUR,~I. *Hauri i bagëtive.*

HAUZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Grope e thellë dhe e shtruar ku mblidhet uji i një burimi, i një vije etj.; grope e madhe me ujë që formohet zakonisht gjatë bregut të detit, nga shirat etj.; liqen i vogël, të cilin e ndërtojnë për ujitje. *Hauzi i shatërvanit. Hauzi i mullirit. Hauz ujitës. Ndërtuan një hauz. Lahen në haul. Zënë peshk në hauz.*

•*k* Është si miu në hauz (në poç) rri i veçuar e i mby-llur nga të tjerët, nuk jep e merr me asnjeri, nuk ka marrëdhënie më të tjerët.

HAVA,~JA . *bised.* 1. Klimë; kohë, mot. *Hava e mirë (e keqe, e shëndetshme). Hava e ftohtë (e butë). Hava shiu (bore). Havaja e Korçës. U prish havaja. Ndërroj havanë. Shkoi (doli) për hava. Nuk i ka prirë (nuk i ka ecur) havaja. Ndërron si havaja.*

2. Ajër, erë; hapësira mbi tokë; qiell. *E ngriti në hava. Fluturon në hava. Qëlloj (shtie) me pushkë në hava.*

•*k* Fjalë në hava (në erë) *shih tek* ERË,~A i. Flet në hava flet kot me kot, flet në tym. E hodhi në hava

a) e hodhi në erë, e shkatërroi me lëndë shpërthyese;

b) ia prishi, ia shkatërroi menjëherë planet dikujt. Është (qëndron, mbeti) në hava është pezull, nuk di ku është; s'ka vendosur, nuk është as në qiell as

nd tokë. E Ia në hava e la pa mbështetje, e la pezull; e la në një gjendje të pasigurt. Rren për hava (ashl-qare) *shih te* RREJ.

HAVADAN *ndajf. bised.* 1. Në ajër, përpjete. *E ngriti havadan. Qëndron havadan.*

2. Kot me kot; kuturu. *Ecërt havadan. Foli havadan.*

• Mbeti havadan mbeti në hava. E la havadan e la në hava.

HAVALE,~JA . *sh.* ~, ~TË dhe HAVALE,

~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Mërzi, bezdi. *Havale e madhe. E kam havale. I heq havalene. I sjell (i jep) havale.*

2. Punë, hall a barrë që ia lëmë përsipër dikujt dhe që duhet mbaruar a duhet zgjidhur; telash a ngatërresë që na krijon vështirësi; ai që na sjell te-lashe. *Punë me havale. Ia la (ia bë'ri) havale. I dha një havale. Erdhi havaleja.*

3. Vend prej ku shohim mirë përreth ose n6 nji drejtim të caktuar. *Havaleja e bariut. Havaleja e qenit. Shoh nga havaleja. Zë havalene. I pres havalene dikujt* vë diçka para vendit të vrojtimit, që t'i pres vështrimin.

4. *euf.* Sëmundja e tokës, epilepsia; sëmundje e pashërueshme. *E ka zënë havaleja. I ra havaleja. Ka një havale.*

• Iu be havale *dikujt* e mërziti, e bezdisi; i ra me qafë, iu qep e s'i ndahet. Ia gjeti havalene *di k uj t a di ç k aj e* ia gjeti anën, ia gjeti pikën më të për-shtatshme. M'u gjend havale m'U be pengësë; me mërziti. Iu be mendja havale u prish nga mendtë, nukështd në rregull nga mendja; e ha meraku gjithnjë për një gjë, i është ngulur në kokë diçka, i ka hipur në kokë për diçka.

HAVAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Enë e thellë prej metali, prej druri etj., që shërben për të shtypur në të me një shtypës gjëra të ngurta (si arra, bajame, hudhra, kripë, pipër etj.). *Havan tunxhi (porcelani, qelqi). Havan druri (i drunjtë). Havani i arrave (i pi-perit, i hudhrave, i orizit, i kripës). Havan farmacie. Shtypësi (doreza, çoku, bishti) i havanit.*

2. Vegël për të grirë duhanin, çark duhani. *Havani i duhanit. Thika e havanit. Duhan havani.*

3. *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Armë artilerie me grykë të shkurtër e të gjerë, që përdorej për të hedhur gjyle, mortajë. *Havan i rëndë (i vogël). E qëlluan (e rrahën) me havana.*

•*k* E rrah në havan *diçka* e shqyrtoj mirë një çështje; e bluaj mirë diçka në mendje. E shtroi nën havan *dike* e bëri të bindet, ia uli hundën; e nën-shtroi. I ta me havan në kokë i foli rëndë dikujt, e qortoi a e shau rëndë. Rreh (shtyp) ujë në havan *shih te* RRAH.

HAVI,~A . *sh.* ~; ~TË. Çekiçi pikes i teneqe-punuesve, i bakërpunuesve ose i zejtarëve të tjerë. *Havi elektrike. Havi me gaz (me flake, me benzine). Havia e llambës së saldimit. Ngjit me havi.*

HAVJAR,~I *m.* Vezë peshku, sidomos ato të blinit e të qefullit, të kripura e të përgatitura me vaj, që përdoren për të ngrënë. *Havjar i zi. Havjar blini. Bëj havjar.*

HAVLLf,~A. *sh.* ~, ~TË *vjet.* 1. Peshqir. *Havlli me push. Havllia e fytyres.*2. Shami. *Havlli xhepi. Havlli koke. Havlli buke.*

HAXHI,~U *m. sh.* ~LERË,~LERËT *fet.* Titull që u jepet besimtarëve myslimanë ose të krishterë, të cilët shtegtojnë në vendet e ashtuquajtura "të shenj-ta" (në Mekë a në Jerusalem); ai që ka shtegtuar në vendet e ashtuquajtura "të shenjta" dhe ka marrë këtë titull (në vendet ku vepron feja). *U be haxhi.*

HAXHILLËK,~U *m. fet.* Shtegtim që bëhet nga besimtarët myslimanë e të krishterë në vendet e ashtuquajtura "të shenjta" (në Mekë a në Jerusalem); Uitja fetare që bëhet me këtë rast (në vendet ku vepron feja). *Shkoi për haxhilëk. U kthye nga haxhi. Ilëku.*

HAZËR *ndajf. vjet.* Gati. *Ishte hazër, E kishte ha-iër. E bëri (u be) hazër.*

HAZËROHEM *vëtv. vjet.* Përgatitem, gatitem, bë-hem gati. *Hazëroheshin për udhë. Hazërohej për dasntë.*

HAZËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *vjet.* Përgatit, gatit, bëj gati. *Hazëroi armët. Hazëroi plaçkat. I hazëroi drekën.*

HAZËRTË (i,e) *mb. vjet.* Që është i pergatitur, që është bërë gati; i gatshëm. *Gjë e hazërtë. Rroba të hazërta. Cigare të hazërta. Përgjigje e hazërtë.*

HAZËRXHEVAP,~E *Mb. vjet.* 1. Që përgjigjet menjëherë, që e ka përgjigjen në majë të gjuhës. *Është hazërxhevap* ta jep përgjigjen menjëherë.

2. *Përd. ndajf.* Menjëherë, aty për aty. *la ktheu hazërxhevap.*

HAZINE,~JA *sh.* ~, ~TË *vjet.* Thesar. *Ha-zine e fshehtë. Hazineja e parave (e florinjve). Zbuloi hazinenë*

• Gjeti hazinenë iu krijuan kushte shumë të mira ekonomike, të cilat nuk i priste, ra në bollëk të madh. E ka zemrën hazine është zemërgjerë, e. ka zemrën det.

HE *pasth.* 1. Përdoret si thirrje kur i drejtohemi dikujt; o. *Tungjatjeta, he burra! Si u gdhitë, he djem!*

2. Përdoret kur mallkojmë, kur fksim me qesën-di, kur shprehim krenari, gëzim a ndonjë ndjenjë tjetër. *He, sa -,u gëzova ate ditë! He, e djegtë flak a! He, he, s'kemi gjë në trastë! He, çfarë djali ka.*

HEBRAIK,~E *mb.* Që lidhet me hebrenjtë, që i përket hebrenjve, i hebrenjve; që është krijuar nga hebrenjtë; çifut. *Populli hebraik. Gjuha hebraike. Alfabeti hebraik. Besimi hebraik.*

HEBRAISHT,E,~JA . Gjuha e hebrenjve.

HEBRE,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Pjesëtar i një populli që banonte në Palestine deri në shekujt e parë të erës sonë dhe që me pas u shpërnda në vende tfi ndryshme të botës; ai që e ka prejardhjen nga ky popull dhe që banon sot në Izrael ose në vende të tjera të botës; çifut.

HEDH *kal,* HODHA, HEDHUR. 1. E lëshoj diçka me force a me shpejtësi larg vetes ose në një drejtim të caktuar, flak tutje, poshtë a përpjetë diçka që kam në duar. *Hedh gurin (shkopin, topin). Hedh granatën, Hedh shigjetën (shtizën, diskun). Hodhi kapelen në erë. E hedh larg (afër, lart, përpjetë).*

2. I jap dikujt diçka duke e flakur drejt tij, ia vër-vit për t'ia dhënë; i shtie, i jap. *hedh molten. I hedh Idpsin (fletoren, librin). I hedh kutinë e duhanit (një cigare). U hedh pulave miser. I hedh qenit kocka. U hedh kafshëve bar.*

3. edhe *fig.* E flak tutje si gjë të panevojshme dhe pa vlerë; e përzë dhe e braktis dike. *Hedh mbeturinat (plehrat). E hedh poshtë diçka. E hedh në kosh (në shportë, në pleh). E hedh në zjarr. E hodhi në rrugë të madhe (në mes të katër rrugëve).*

*4.* E shtyj dike a diçka për ta rrëzuar ose e lë të bjerë, e bëj të bjerë; e lëshoj nga lart poshtë, nuk e mbaj; e lëshoj për iokë. *E hodhi nga shkallet. E hodhi jashtë dritares. E hodhi në grope (në greminë, në hendek, në batak). E hedh për tokë. E hedh poshtë. E hodhi ne ujë (në pus, në det, në fund të detit). Ho-dhën bomba (parashutistë, ushqime) nga aeroplani. I hodhi era tjegullat nga çatia. Hedh farën në are. Hedh grurë (miser, fasule)* mbjell. *Po i hedhin fiqtë kokrrat. I hodhën gjethet (lulet) pemet. Kane hedhur pemët. Hedh grepat për të peshkuar.*

5. edhe *fig.* E shtyj në një drejtim të caktuar, c çoj drejt një vendi të caktuar, e nxjerr diku. *E hodhi vala në breg. E hodhi era diku. Atje e hodhi fati.*

6. Bëj që të bjerë diçka që është me këmbë, e rrëzoj përdhe. *E hodhi tërmeti shtëpine. E hodhi lisin për tokë. E hedh poshtë dike* e rrëzoj përtokë; e mund.

7. Vërvit drithin përpjetë në erë, e ngre në ajër me lopatë a me një enë dhe e lëshoj për të ndarë kokrrat nga kashta a nga byku. *Hedh drithin (grurin, misrin, orizin, fasulet).*

8. E marr dhe e vë diçka në një vend për një qëllim të caktuar, e vendos; e shtrij mbi diçka a mbi dike për ta mbuluar. *Hedh pushkën në krah. Hedh gunën. Hedh pallton krahëve. Hedh shallin në qafë. I hedh jorganin përsipër. 1 hedh mbulesën krevatit. I hedh kalit një velenxë. U hedh shuaj kepucëve. I hedh kupat (ven-tuzat) një të sëmuri.*

9.- E lë diçka pa kujdes e pa rregull, nuk e vë në vendin e vet, e vë ku mund andej-këtej. *ka hedhur rrobat nëpër dhomë. I ka hedhur lodrat nëpër shtëpi. I hodhi librat andej-këtej. I hodhi drutë grumbull.*

10. edhe *fig.* E fut diku, e shtie brenda diçkaje; shtie një lëng në një enë a në një vend ose ia shtoj një lëngu tjetër; e lyej a e spërkat diçka me një lëng. *Hedh ujë në gotë. Hedh raki (verë). U hedh ujë luleve* ujit lulet. *Hedh gjellën në pjatë. Hedh drutë në sobë. Hedh grurin në thes. Hedh bukën në furrë. 1 hedh kripë (salcë, gjalpë) gjelles. I hedh vaj (uthull) sallatës. I hedh ujë verës. Hedh votën* votoj. *Hedh letrën në kuti (në postë). Hedh diçka në shportë. E hodhën në burg, bised.* e burgosën.

11. *bised.* Pi, kthej. *Hodhi një gotë raki (verë, birrë). Hodhi një teke.*

12. Vë a shtie diçka mënjanë për ta ruajtur për një kohë tjetër; mbledh, grumbulloj diçka. *Hedh zahire (dru) për dimër. Hedhin pastërma. E kanë hedhur be-reqetin sivjet. Hedh gjethe (bar, dushk) për bagëtinë.*

13. edhe *fig.* Lëshoj a nxjerr diçka; nxjerr, shtroj, parashtroj. *Gjarpri hodhi helmin. Ka hedhur lastarë (gjethe). Hedh rrënjë bima. Hedh shkëndija (xixa). Dielli hedh rreze. Hedh shkelma* qëllon me shkelma. *Hedh një mendim. Hodhi idenë. Hedh parullën. I hedh një fjalë* i them diçka, bëj fjalë për diçka. *hedh ro-muze dikujt.*

14. Bëj të lëvizë shpejt, e çoj në një drejtim të caktuar (për një pjesë të trupit). *Hedh hapin (këmbët, çapat). Hedh kokën mënjanë. Hedh flokët prapa. Hedhkembën mbi këmbë. I hedh krahët në qafë. Hedh valle* kërcej.

15. edhe *fig.* E çoj dike a diçka me shumicë e me vrull në një vend të caktuar; e drejtoj diku, e bëj që të veprojë; e nxjerr dhe e përhap; e vë. *hedh trupat në luftë. 1 hedh të*

*gjitha forcat në beteje. Hedh forcat rezervë. Hedh mallrat në treg. Hedh librin në qarkullim. E hedh në aksion.*
16. edhe *fig.* I vë diçka për një qëllim të caktuar (për ta kapur, për ta penguar a ndaluar, për ta mby-Uur, për të marrë diçka prej dikujt etj.). *hodhën prangat (hekurat, zinxhirët). I hedh lakun (kapistrën, frerin, litarin). I hedh llozin (shulin) derës. I hodhën gjobë.*
17. *bised.* Ndërtoj diçka në një vend, bëj; vë. *Hedh themelet e shtëpisë. Hedh një urë. Hedh një kat të ri (në një ndërtesë). I hedh çatinë shtëpisë. I hedh trarët (tjegullat).*
18. E shkruaj një mendim a e rishkruaj diçka në një vend tjetër; vë (nënshkrimin etj.). *hedh men-dimet në letër. E hedh në regjistër (në fletorej. I hedh shënimet në të paster. Hedh nënshkrimin.*
19. edhe *fig.* E drejtoj diku, e përqendroj. *Hedh sytë diku. I hodhinjë vështrim. E hedh ntendjen diku. I hodhi shpresat tek ai.*
20. edhe *fig. bised.* E kaloj diçka, i dal matanë; e kapërcej. *E hodhi lumin (përruan, vaun, hendekun)* i kaloi vështirësitë, e kapërceu pengesën. *E hodhi gardhin. E hodhi klasën (provimin). Do ta hedhë edhe këtë here sëmundjen. E hodhën dimrin. E hodhi lehtë.*
21. *fig. bised.* E çoj me punë në një vend tjetër; e emëroj, e caktoj. *E kanë hedhur me punë në Elba-san. Ku e kanë hedhur?*
22. edhe *jokal.* Bëj një fall, një lotari etj. për të provuar diçka; përpiqem të mësoj a të provoj diçka me anë të fallit (sipas paragjykimeve); shtie. *Hedh shortin. Hidhte fall (me letra). E hodhi në lotari. Hodhi zaret* provoi fatin. *Hodhi qiqrat. bised.* shtiu fall. *Hodhi në yll* shtiu fall.
23. *fig.* E shtroj diçka para të tjerëve për ta gjykuar a për ta vendosur. *E hedh në diskutim. E hedh për gjykim. E hedh në vole. E hedh në prove. E hedh para masës. E hedh në gjyq* e ngre në gjyq, e padit.
24. *fig.* Krijoj për dike një gjendje të caktuar, zakonisht të rëndë. *E hodhën në dëshpërim. I hodhën në mjerim (në varfëri, në skamje).*
25. *fig.* la ngarkoj dikujt, ia vë përsipër (një faj, një gabim etj.). *Ia hodhi fajin një tjetri. la hedh për-gjegjësinë dikujt. Ua hedh gabimet të tjerëve.*
26. *fig. bised.* E gënjej dike, e mashtroj me dre-dhi, ia shkoj ujët nën vete. *U përpoq t'ia hidhte. Atij s'ia hedh dot. Kujt do t'ia hedhësh?l*
27. *jokal. bised.* Roit, shtie (për bletën). *Hodhi bleta.*
28. *bised.* Dështoj; shtie (për njerëzit e kafshët). *Hodhi delja (dhiaj. Ka hedhur dy fëmijë.*
29. *jokal.* Bie me shumicë (për borën e shiun). *Po hedh bore. Po hedh metale. Po hedh shi.*
fr Hodhi (dorëzoi, la, lcshoi, dha, uli) armët *shih tek* ARMË,~A. I hedh baltë *dikujt* (hedh baltë *mbi*
*dike)* e poshtëron dike duke shpifur, e përlyen, e njollos; ia nxin emrin. Hedh në baltë *shih te* BALTË, ~A. Hedh bazat (themelet) *e di çk aj e* themeloj. I hodhi një brez (rakisë) hëngri pak meze kur pinte raki. I
hedh cakëll ndërhyn me fjalë në një bisedë për të nga-tërruar sqarimin e diçkaje. I hedh çeçen *vjet. shih te* ÇECE,—JA. Hodhi çengelin (grepin) bëri përpjekjen e parë për të arritur diçka. Ka helhur çengelat *di-kush a diçka* ka lëshuar rrënjë, ka zënë vend të qëndrueshëm e për një kohë të gjatë. Ka hedhur (ka shtënë) dashuri është dhënë shumë pas dikujt, është lidhur fort me të, e dashuron, e do. Hedh (shpie) dëtn *diçka* e prish kot. Hodhi dorë a) *diku* vodhi; b) *mbi diçka* e pushtoi, e zaptoi. I hedh dorën *dikujt* i jap ndihmë, e ndihmoj, e përkrah. E hodhi (e vuri, e shtiu, e futi) në dorë *dike a di çk a shih te* DORË, ~A 4. Hedh dritë e ndriçon, e bën më të qartë, e sqaron. Hedh në erë *diçka shih tek* ERË,~Ai. E hodhi (e rrëzoi) me një gisht *shih te* GISHT,~I. E hodhi në greminë *dike shih te* GRE-MIN;'Ë,~A. E hodhi grepin *diku shih te* GREP,~I. Ia hodhi grepin *dikujt shih te* GREP,~I. Ia hodhi grykës e hëngri a e piu vetë të gjithë, s'la gjë për të tjerët. I hodhi (i vuci) gunën *diçkaje* e mbuloi, e mbylli pa e zgjidhur. Hodhi gurë *mbi dike* e qortoi a e shau rëndë dike. E hodhi në hava *shih te* HAVA,~JA. E hodhi në hendek *dike shih te* HEN-DEK,~U. I hodhi hapëset u dorëzua. Hedh hije *diç-k a* rritet, zhvillohet; lartësohet, hedh shtat. I hedh hije *diçkaje* a) e mbulon një punë a një çështje, e bën të errët, e bën të paqartë; b) e bën të dyshimtë diçka a dike, e paraqit në një dritë jo të mirë. Hodhi kanxhat u vendos përgjtthnjë diku, zuri rrënjë, hodhi çengelat. I hodhi kanxhat *dikujt* e zuri dhe e bëri për vete. E hodhi kapërcyellin e kapërceu një vësh-tirësi, doli nga një gjendje e vështirë. Ia hodhi kapistrën *dikujt* e kapi dhe e përdori për të plotësuar dëshirat e qëllimet e veta, e hodhi në grackë. Hedh kra-hë rritet, forcohet, zhvillohet. E hedh pas (prapa) krahëve (shpinës, kurrizit) *d i ç k a shih te* KRAH,~U. I hedh kripë *(biseaës, muhabet it) shih te* KRIPË, ~A 4. Hodhi kurorë *vjet.* u martua me dike. S'i hedh d:)t ledh *punë s* edhe *poh. shih te* LEDH,~I i. I hedh lule *dikui t* i thur lëvdata, të cilat zakonisht nuk i meriton. Hedh ndyrësira *mbi dike shih te* NDY-RËSIRË,~A. Ia hodhi potkonjtë (në erë) *dikujt përçm.* e la në vend të vdekur. E hodhi (e rrëzoi) në pluhur *dike a diçka shih te* PLUHUR,~I. E hedh poshtë *diçka* nuk e pranoj, e rrëzoj si të rreme a si të padrejtë; e mohoj, e përgënjeshtroj. E hodhi poshtë *dike* ia uli vlerat, nuk i dha vlerën që ka. I hodhi prangat e arrestoi, e lidhi. Hodhi një pushkë a) qëlloi një here me pushkë; b) luftoi pak. Hedh (lëshon, zë, ngul) rrënjë *shih te* RRËNJË,~A *i.* I hodhi një sy *diç k aj e* e shikoi a e lexoi shpejt e shpejt. Hedh (qit, shtie) shkelma *shih te* SHKELM,~I. E hodhi nga shkallët *dike përçm. shih te* SHKALLË,~A. Ka hedhur (ka lëshuar) shtat *shih te* SHTAT, ~I. E hedh (e flak) tej (tutje) *diçka shih tek* TEJ. I ka hedhur thonjtë (kthetrat) e ka vënë nën sundim, e ka mposhtur, e shtyp dhe e shfrytëzon në mënyrë të egër. I hedh thumba *dikujt* e ngacmoj dike me fjalë, e shpotit. E hodhi (e flaku, e nxori, e la) në udhë (në mes të udhës, në udhë të madhe, në mes të katër udhëve) *shih tek* UDHË,~A. I hedh benzine (vajguri) zjarrit *shih te* BENZINË,~A. Hodhi cipën e zezë *shih te* ZI (i) ZEZË (e). Të hedh (të shpie, të con) degë me degë *shih te* DEGË,~A. I hodhi dru zjarrit *shih te* DRU, —JA. Me hedh (me ngre) dheu përpjetë *shih te* DHE,~U. E hodhi (e fugu, e vuri, e ktheu) kësulën (festen, qeleshen, kapelen, takijen) mbi sy (mënjanë) *shih te* SY,~RI. Hedh fare në ujë (në lumë, në det, në shkëmb) *shih te* FARË, ~A. Ia hedh (ia sjell, ia bie) f jalën rrotull (larg e larg)*sliih te* RROTULL. Hodhi gurë prapa *dik ush shih te* GUR,~I. Hedh (vë) gurë nën rrota *shih te* GUR,~I. I hodhi (i futi) një gur në shollc (në opingë, në këpucë) *dikujt shih te* GUR,~I. Hodhi një gur në ujë (në lunië, në ferrë) *shih tek* UJË,~I. Hedh (bëj) hapin e parë *shih te* HAP,~13. I hodhi hi (pluhur) syye *dikujt shih te* HI,~RI. I hodhi kashtë syve *dikujt shih te* KASHTË,~A. Hedh këmbën sipas valles

*shih te* VALLE,~JA. E hodhi (e ktheu, e ngriti) me këmbë përpjetë *mospërf. shih te* KËMBË,~A. Të hedh kodër me kodër *shih te* KODËR,~RA. E hodhi në koshin (në shportën) eplehrave *shih te* KOSH,~I. Ta hedh (ta vë) kopilin (dobiçin) në prehër *thjeshtligj. shih te* KOPIL,~I. I bodhi (i vuri) Iakun (litarin) he fyt (në qafë, në grykë) *dik uj t shih te* LAK,~U. la hodhi le-ckat r.S erë *dikujt përçm. shih te* LECKË,~A. Hedh (lijaj, përdor) letrën (kartën, gurin, zarin) e fundit *shih te* FUNDIT (i,e). I hedh pacatë në erë *shih tek* ERË,~A 1. Nuk i hedh pluhur faqesiii7r *te* PLUHUR,~I. I hodhi (i vuri) rezen derës (shtëpisë) *shih te* REZE,~JA. E hodhi (e la) në shportën e lugëve *diçk a shih te* SHPOR-T^Ë,~A. I hodhi trutë në erë *keq. shih tek* ERË,~A 1. I kan&hedhur (i kanë shtënë) trutë e gomarit *shih te* Gt)MARv~I- I hedn "ië veF.ës *shih tek* UJË,~I. I hedh ujë zjarrit *shih tek* UJË,~I. Është për t'ua hedhur qenve është shumë i keq (për ushqimet). Është për t'i hedhur telat është shumë e bukur, është si nuse e ire. Hidh (qit) fare, nxirr (merr) fare! *shih te* FARË, ~A. E hodhi (e kaloi, e kapërceu) lumin pa u lagur (pa lagur këmbët) *shih te* LAGEM. S'ke ku të hedhësh mollën (majën e gjilpërës) ka shumë njerëz të ngjeshur njëri pranë tjetrit, s'ka asnjë vend të lire. E bëri të hedhë valle (të kërcejë, të luajë) në tepsi *shih tek* TEPSI,~A. Hedh gurin e fsheh dorën është tinsar; e bën të keqen dhe e mbulon. Hedh këmbët (hedh vallen, luan këmbët, kërcen) siç bie daullja (si-pa's daulles, siç bie lodra) *keq. shih te* DAUIXE,~JA. Hedh skortin të zërë troftën *shih te* SKORT,~I. Ku i bie daulles unë e ku e hedh vallen ti! *shih te* DAULLE, ~JA.

HEDHA-HEDHA *ndajf.* Flokë-flokë, fije-fije. *Bie dëbora hedha-hedha.*

HEDHË,~A *sh.* ~A, ~AT dhe HEDHE,~JA

*sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. sh.* Pahu i hollë, që del nga misri kur e shkoqim a nga një drithë tjetër kur e shijmë dhe e hedhim në erë. *Hedhe misri. Hedhat e grurit. Hedhe orizi.*

2. *vet. sh.* Pluhuri dhe ashklat e imëta, që dalin kur sharrojmë a kur zdrukthojmë një dm; pluhuri dhe co£>at e imëta të barit të thatë a të diçkaje tjetër të shkoqur. *Hedhe idrukthi. Hedhe sharre. Hedhe sane. Heiha zjarri.*

3. Zbokth. *Hedhet e kokës.*

<1. Flok dëbore. *Hedhe dë'bore.*

tlEDHËS,~I *m. sh.* ~, —IT. 1. Ai që hedh diçka. *Hedhësi i duajve. Hedhësi i dokrvë's. Hedhësi i çekiçit (i 'shtizës, i diskut). sport.*

2. *shih* HEDHËSE,~JA $_2$.

3. Ai që ia kthen dikujt me zërin e tretë në këngët popullore me shumë zëra.

4. Shkopecingël (lodër fëmijësh).

HEDHËS,~E *mb.* Që shërben për të hedhur diçka. *P6,mpë hedhëse.*

)HEDHËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* HE-

DHËS,~11. *Hedhësja e fares. Hedhësja e shtizës (e diskut). sport.*

2. Mjet a vegël që shërben për të hedhur a për të lëshuar diçka. *Hedhëse uji. Hedhëse qymyrguri. Hedhëse bombash* bombahedhëse. *Hedhëse granatash* granatahedhëse.

HEDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HEDH, HIDHEM. *Hedhja e fares. Hedhja e diskut (e shtizës). sport. Hedhja e gra-natave (e bombave). Hedhje me parashutë.*

2. *krahin.* Shami koke. *Hedhje me lule.*

HEDHUR, ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Kërcim së larti a së gjati. *Me dy të hedhura. Bëri një të hedhur,*

2. Fjalë ose shprehje e thënë tërthorazi dhe larg e larg për dike a për diçka; fjalë ose shprehje që ka diçka të fshehtë a një thumb,, romuz, shpoti. *Flet më të hedhura. Është tërë të hedhura.*

3. *vet. sh.* Hedhurina. *Koshi i të hedhurave.*

4. Një sasi e caktuar ushqimesh që hidhen një-herësh në një enë për t'i gatuar. *Një e hedhur fasule. Ka edhe dy të hedhura.*

HEDHUR (i,e) *mb.* 1. Që është flakur poshtë si i pavlefshëm a i panevojshem, që nuk hyn me në punë, i flakur, *Sende (gjëra) të hedhura* hedhurina.

2. Që është sjellë diku nga një vend tjetër, që nuk është i atij trualli. *Dhe i hedhur. Gurë të hedhur.*

3. I gjatë e i zhvilluar (kryesisht për trupin e nje-riut); i lartë, i ngritur. *Me trup (me shtat) të hedhur. Mai i hedhur. Kodër e hedhur.*

4. Që ka dale përpara a është ngritur përpjetë, i kërcyer. *Me gjoks të hedhur. Me mollëza të hedhura.*

5. *fig.* Që është i shkathët, i zhdërvjellët dhe i gjallë; që vepron vetë, që është guximtar dhe i futur në jetë. *NJeri i hedhur. Djalë (femijë) i hedhur. Vajzë e hedhur. Është i hedhur.*

Lëmë i hedhur a) grurë i paster, i qëruar; b) njeri i pastër nga shpirti, njeri i ndershëm e shumë i mirë. Lëpin kockat e hedhura *shih te* LËPIJ.

HEDHURAZI *ndajf. më të* hedhur; me romuze, me shpoti, me thumba. *Fiisnin hedhurazi.*

HEDHURlNË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Mbe-

turina sendesh të ndryshme të hedhura poshtë si të pavlefshme, copa që nuk hyjnë me në punë; pleh mbeturinash të ndryshme. *Hedhurina letre. Hedhu-rinat e lëkurave. Hedhurina çeliku (llamarine). He-dhurinat e qytetit. Vend për hedhurina. Grumbullimi (shfrytëzimi) i hedhurinave.*

HEGJEMON,~E *mb.* Që qëndron në krye, në udhëheqje e në drejtim të një grupi shtetesh a kla-sash ose të një lëvizjeje politike e shoqërore. *Klasë hegjemone. Vend (shtet) hegjemon. Roli hegjemon i klasë's punëtore.*

HEGJEMONl,~A . Të qenët në krye, në udhëheqje e në drejtim të një grupi shtetesh a klasash ose të një lëvizjeje politike e shoqërore; roli udhëheqës, epërsia a sundimi mbi shtete e klasa të tjera (për shte-te e klasa). *Hegjemoni politike (ekonomike, ushtarake). Hegjemoni botërore. Hegjemonia e proletariatit. He-gjemonia e klases punëtore në revolucion. Lufta për hegjemoni.*

HEGJEMONfST,~E *mb.* 1. Që ka prirje dhe per-piqet për epërsi e për sundim mbi klasat ose mbi shte-tet c tjera, që lufton për hegjemonizëm; që ka të bëjë me hegjemonizmin. *Synime (qëllime, plane, politikë) hegjemoniste. Fuifi hegjemoniste.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për klasat e shtetet).

HEGJEMONIZËM,~MI *m.* Synimi që ka dhe përpjekja që bën një klasë shfrytëzuese ose një shtet imperialist a socialimperialist për të sunduar mbi klasat ose mbi shtetet e tjera. *Hegjemonizëm i hapur, Politika e hegjemjnizmit. Lufta kundër hegjemonizmit.*

HEJ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qengj që fillon të hajë bar për here të pare. *Hej pirës. Lodron si hej.*

HEJ *pasth.* 1. Përdoret si thirrje për të shprehur kënaqësi, habi, hidhërim, keqardhje a ndonjë ndjenjë tjetër. *Hej, thëllënxë e m;ilit! Hej, hej, o sa bukuri! Hej, ç'ditë e bukur! Hej, ç'të kënduar! Hej, more hej! Hej, sa punë paska këtu! Hej, kuku! Hej, medet! Hej, ç'bela! Hej, sa ngushtë u gjend! Hej, dreql*
2. Përdoret kur i drejtohemi dikujt për ta thirrur, për t'i tërhequr vëmendjen, për ta nxitur etj., ej. *Hej, ku shkon? Hej, li atje! Hej, me ty flas! Hej, mos u ronorti!*
HEJBE,~TË . *vet. sh.* dhe HEJBE,~T . *vet. sh.* Dy torba të mëdha prej leshi a prej liri, të endura a të qepura së bashku, që shërbejnë për të mbajtur sende të ndryshme dhe hirfhen në sup njëra para e tjetra prapa ose varen në samar në të dy anët e kaf-shës; duqe. *Një pale hejbe. Var hejbetë. Mbush hej-betë. Nxjerr nga hejbetë.*
*ir* I kishte florinjtë (paratë) me hejbe (me bisht) *shih te* BISHT, ~I. Nuk ia vati hejbetë (torbën, tras-tën, kapistrën, këmborën) *shih te* VAR.
HEJDË,~A . *bot. shih* HIKËRR,~RRA i,.
HEJË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Heshtë, shtizë. *Luf-tonirt me heja.*
*2.* Teh, presë. *Heja e thikës (e sëpatës, e kaimës, e draprit).*
HEJZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Kurriz mali a kodre që ndan rrjedhën e ujërave në dy anë. *Shkoi nga hejza. Kalonte nëpër hejzë. Kapërceu hejzën.*
HEKAKEQ,~E *mb.* 1. Që ka vuajtur shumë, që ka hequr gjithnjë keq, heqkeqës. *Njeri hekakeq.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemri;.
HEKATOMBË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* 1. *vjet.* Flijim që bëhej në kohën e lashtë, duke therur një-qind dema a kafshë të tjera; fli a therore e madhe.
2. *fig.* Gjakderdhje e madhe, kërdi. *U be hekatombë.*
HEKË,~A . *shih* HEQË,~A.
HEKSËM (i), ~ME (e) *mb.* I tejdukshëm. *Cipë e heksme. Perde e heksme.*
HEKTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Masë e sipërfaqes së tokës, e barabartë me njëqind are ose me dhjctë-mijë metra katrorë *(shkurt.* haj. *Dyqind hektarë me grurë. Korr dhjetë hektarë në ditë. Morën pesëdhjetë kuintalë për hektar.*
HEKTOGRAM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Masë peshe e barabartë me njëqind gramë *(shkurt.* hg*). Guri i hektogramit* gur peshoreje që është njëqind gramë.
HEKTOLITËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Mas5 vëllimi për lëngje e barabartë me njëqind litra *(shkurt.* hi*). Dy hektolitra vaj. Nxë katër hektolitra.*
HEKTOMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Masë gjatësie e barabartë me njëqind metra *(shkurt.* hmj. *Një kilometer ka dhjetë hektometra.*
HEKUR,~I m. *sh.* ~A, ~AT. 1. *vet. nj. kim.* Metal i rëndë, me ngjyrë hiri në të argjendtë, që farkëtohet e punohet mirë, përdoret në teknikë e në industri dhe, kur bashkohet me karbon, jep çelik ose gizë *(simboli* FeJ; emërtim i përgjithshëm për çeliqet që kanë pak karbon; prodhim a diçka tjetër që del prej këtij metali. *Hekur i butë (ipaster, i derdhur). Mineral hekuri. Pllake (paftë) hekuri. Tel (shufër, rreth) hekuri. Një cope hekur. Shul hekuri. Plor hekuri. Pluhur (ashkla) hekuri. Shtyllë hekuri. Lidhje (aliazh) hekuri. Skuq hekurin. Rrah (farketoj) heklirin. Hekuri njihet në zjarr, miku në nevojë. fj. u.*
*2. kim.* Kripa e këtij metali. *Barna me hekur. Spi-naqi ka shumë hekur.*
3. Send ose pajisje që është bërë me këtë metal a me lidhje të tij. *Hekurat e dritares. Hekuri i zgjedhës. Hekural e kalit* pengojeë. *Hekurat e frerit* ngojëza. *Merret me hekura* është hekurpunues.
4. Përdorëse prej metali, zakonisht e rëndë, që nxehet me mënyra të ndryshme dhe shërben për të hekurosur rrobat. *Hekur me korrent (me prush). Hekur i shkallëzuar. I jap një hekur* hekuros. *Nuk mban hekur* nuk qëndron gjatë në gjendje të hekurosur (për rrobat).
5. *det.* Çengel, spirancë. *Hedh (ngre) hekurin.*
6. *sport.* Shul i rrumbullakët çeliku, i mbërthyer horizontalisht mbi dy shtylla, që shërben për ushtrime gjimna?tikore. *Ushtrime ne hekur.*
7. *vet. sh. bised.* Pranga; zinxhirë për të lidhur. *vuri (i hqdhi) hekurat. E lidhi me hekura. E vuri në hekura. Është bërë për hekura* edhe *fig.* s'është fare në vete, është marrosur.
8. *pen!, mb.* Shumë i forte. *Është hekur. E ka zem-rën hekur. Është bërë hekur* është forcuar shumë.
• Udhc hekuri (e hekurt) *vjet. shih tek* UDHË,~-A i. Bren hekur *me di k ë shih te* BREJ. U vesh me (në) hekur (çelik) *shih te* VISHEM. Ha (bren) hekurin (çelikun, plumbin, gurin) me dhëmbë *shih te* DHËMB, ~I. Ka durim prej hekuri (prej guri) *dik u sh shih te* DURIM,~I. I pret gjuha (goja) hekur (gozhdë, brisk) *shih te* PRES $_x$. Merr hekurat zvarrë rrëmbehet shumë. Gjuha pret hekurin (can gurin, can shkëmbin) *fj. u. shih te* GJUH.'Ë,~Ai, Hekuri rrihet sa është i nxehtë *fj. u.* çdo punë do bërë në kohën e vet, shpejt dhe asnjëherë të mos shtyhet për me vonë. K o h a ( p e -riudha) e hekur it *hist,* periudha historilce rreth një mijë vjet para erës së re, kur nisi të punohej hekuri (pas periudhës së bronzit).
HEKURAQE,~T . *vet. sh. bised.* Copa a sende të vjetra prej hekuri që s'hyjnë me në punë e janë hcdliur tej; hekurishte. *Grumbull hekuraqesh.*
HEKURBETON,~I *m. ndërt.* Beton i forcuar me shul"ra hekuri në ndërtime të ndryshme. *Shtyllë he-kurbvioni. Ndërtoj me hekurbeton.*
HEKURtMTË (i,e) *mb.* Që është prej hekuri, i hekurt. *Krehër i hekurimtë. Gardh i hekurimtë.*
HEKURINA,~T . *vet. sh. bised.* Hekurishte; he-kuraqe. *Hekurinat e shtëpisë. Hekurinat e kovaçit.*
HEKURISHTE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Copa a sende prej hekuri, gjëra të hekurta. *Hekurishte të\ vjetra (të ndryshkura). Pirg me hekurishte. Mbledh (grumbulloj) hekurishtet.*
2. Vegla a pjesë veglash prej hekuri. *Dyqani i he-kurishteve. Shet hekurishte.*
HEKURKTHYES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që përgatit skeletet a pjesët e ndryshme me shufra hekuri në ndërtimin e banesave, të urave e në ndër-time të tjera. *Brigada (skuadraj e hekurkthyesve.*
HEKURMBAJTËS,~E *mb. min.* Që ka a që për-mban hekur. *Tretësirë hekurmbajtëse. Mineral he-kurmbajtës. Shtresa hekurmbajtëse.*
HEKUR-NIKEL,~I *m. min.* Mineral që përmban hekur dhe nikel. *Miniera e hekur-nikelit. Vertdburint hekur-nikeli. Shkrirja e hekur-nikelit.*
HEKUROR,~E *mb.* 1. Që ka a që përmban hekur, hekurmbajtës; që ka dale nga përpunimi i hekurit. *Mineral hekuror. Fundërri hekurore. Prodhim hekuror.*
*2. vjet.* Që është prej hekuri, i hekurt. *Gardh hekuror. Rrugë (udhë) hekurore* hekurudhë.

HEKURORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Hekurudhë.
HEKUROS *kal.,* ~A, ~UR. 1. I heq rrudhat një rro;be, duke i shkuar sipër hekurin e nxehtë, e shtrij mej hekur të nxehtë rrobash. *Hekuros ndërresat (kë-mishën, pantallonat, çarçafët, perdet, mbulesën). Hekuros palat.*
2. *fig. thjeshtligj.* Shtyp, bëj petë. *E hekurosi ma-kina. I hekurosi trutë. thjeshtligj.* e shtypi fare, e bëri petë.
HEKUROSEM *vetv.* I. Hekuros rrobat e trupit. *Është hekurosur mirë e mirë. 2. Pës. e* HEKUROS.
HEKUROSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HEKUROS, HEKUROSEM. *Hekurosja e rr,obave. Makinë për hekurosje.*
HEKUROSUR (i,e) *mb. I.* Që i janë hequr rrudhat duke i shkuar sipër hekurin e nxehtë të rrobave; që i ka rrobat e trupit të hekurosura. *Këmishë (pallto) e hekurosur. Kostum (fustan) i hekurosur. Me pan-tallona të hekurosura. Rri gjithnjë i hekurosur.*
21 *shak.* E dredhur me makinë (për cigaret). *Pi cigare të hekurosura.*
3I *fig. iron, thjeshtligj.* I ngathët, i ngrirë. *Qenka fare i hekurosur.*
HEKURPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që rnerret me farkëtimin e hekurit për të bërë vegla të ndryshme, farkëtar. *Kooperativa e hekurpunuesve.*
HEKURT (i,c) *mb.* 1. Që është bërë prej hekuri. *Shufër (paftë, rrotë) e hekurt. Binarë të hekurt. Urë e hekurt. Derë e hekurt. Plor i hekurt. Rrugë (udhë) e hekurt* hekurudhë.
2J *fig.* I forte si hekuri, shumë i forte, i fuqishëm; i papërkulshëm, shumë i qëndrueshëm, që nuk thy-het e nuk tërhiqet përpara vështirësive. *Muskuj të hekurt. Njeri i hekurt. Rini e hekurt. Disiplinë e hekuri. Me vullnet të hekurt. Me zemër të hekurt.*
3- *fig-* Që të detyron të veprosh patjetër sipas disa kërkesave të rrepta, që kërkon disiplinë e rregull të forte, që nuk bën asnjë lëshim; që të mban të shtrën-guar fort e nuk të lëshon. *Dorë e hekurt. Grusht i hekurt. Dare e hekurt. Rreth i hekurt.*
HEKURTAR~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Hekurpunues, farkëtar.
HEKURUDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Udhë për Iëvizjen e trenave, që ka dy binarë paralelë prej ce-liku, të shtrire e të mbërthyer mbi trarë druri. *He-kurudha Tiranë-Fier. Hekurudhë me një (me dy) pale binarë. Binar (shine) hekurudhë. Ndërtimi i hekuru-dhave. Drejtoria e hekurudhave. Punonjësit e hekuru-dhave.*
HEKURUDHOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me he-kurudhën, që i përket hekurudhës, i hekurudhës; që ka të bëjë me Iëvizjen e trenave, që bëhet me anë të trenave. *Stacion hekurudhor. Rrjeti hekurudhor. Vijë hekurudhore. Transports (shërbimi) hekurudhor. Va-gon hekurudhor.*
HEKZAKLORANT,~I *m. spec.* Helm që për-doret kundër insekteve të dëmshme, kundër dëmtues-ve te bimeve, sidomos në bujqësi. *Pluhuros (spërkat, bëj) me hekiaklorant.*
HEKZAMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *let.* Varg me gjashtë këmbë që është përdorur në poezinë e lashtë.
HELAQ *ndajf. bised.* Shumë i fëlliqur. *Është bërë helacj. I ka duart helaq.*
•*k* E bëri helaq *dike thjeshtligj.* e shau rëndë, s'i la gjë pa thënë para të tjerëve, e bëri për turp.
HELBETE *fj. ndërm. bised.* Sigurisht, me siguri, pa dyshim; e po, rtatyrisht. *Po, helbete, njerëi jemi. Ajo po dihet, helbete. Helbete, dimër i thonë. Helbete, është djalë i ri.*
HELEN, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i popullsisë së Greqisë së lashtë. *Lufta e helenëve me trojanët.*
HELEN,~E *mb.* Që lidhet me Greqinë e lashtë ose me grekët e vjetër, që është karakteristik për Greqinë e lashtë ose për grekët e vjetër, i Greqisë së lashtë ose i grekëve të vjetër; që është krijuar nga grekët e lashtë. *Qytet helen. Popullsia helene. Grua helene. Kultura helene. Gjuha helene. Mil helen.*
HELENIK,~E *mb.* 1. Helen. *Vendet helenike. Qytetërimi helenik. Letërsia helenike.*
*2.* Helenistik. *Epoka (periudha) helenike. Stil helenik.*
HELENlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist që merret me studimin e gjuhës, të letërsisë e të kulturës së lashtë greke.
HELENISTIK,~E *mb.* 1. Që lidhet me periudhën e dytë të kulturës së lashtë greke, pas periudhës kla-sike (që nga shekujt III-II para erës së re), kur ajo u përhap e lulëzoi sidomos në disa vende të Lindjes (në Egjipt etj.). *Periudha (koha) helenistike. Mo-nedhë helenistike. Varr helenistik.*
*2.* Që ka të bëjë me filologjinë e grekëve të vjetër, që lidhet me helenistikën. *Shkenca helenistike.*
HELENISTIKË,~A . Degë e filologjisë, që siu-dion gjuhën dhe letërsinë e grekëve të vjetër.HELIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Pjesë e një anijeje, e një aeroplani etj., që përbëhet nga dy ose nga katër fletë të kryqëzuara e të mbërthyera në një bosht, të cilat rrotullohen për të vënë në lëvizje anijen, aeroplanin etj.; pjesë e një ventilatori, e një motori a në një aparat tjetër, që përbëhet zakonisht nga katër fletë të kryqëzuara e të mbërthyera në një bosht, të cilat rrotullohen me shpejtësi për të pastruar ajrin, për të ftohur diçka etj. *Helikë aeroplani (helikopteri). Helika e anijes. Helika e ventilatorit. Helika e motorit të makinës. Helikë për qarkullimin e ajrit. Fletët e helikës. Boshti i helikës. Turbine me helikë.*
HELIKOPTER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjet flu-turues me motor, me i rëndë se ajri, pa krahë, me një helikë të madhe sipër dhe me një më të vogël në bisht, që ulet e ngrihet nga toka pingul, pa pasur nevojë për fushë të posaçme dhe që shërben për të udhëtuar me të, për qëllime ushtarake etj. *Helikopter ushtarak. Udhëtoj me helikopter.*
HELIKOPTERMBAJTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET
*usht.* Anije e madhe ushtarake që ka piste për qën-drimin, ngritjen e uljen e helikopterëve dhe hangarë për ta.
HELIOCENTRIK,~E *mb. astr.* Që merr a që ka si qendër Diellin, rreth të cilit rrotullohen planetët. *Lëvizja heliocentrike e Tokës. Teoria heliocentrike e lëvizjes së planetëve.*
HELIOCENTRlZËM,~MI m. *astr.* Teoria që merr si qendër Diellin, rreth të cilit rrotullohen planetët; sistemi heliocentrik i botës.
HELIOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *astr.* Te-leskop i fuqishëm me aparat të posaçëm për të foto-grafuar Diellin.
2. *meteor.* Aparat i posaçëm që mat zgjatjen e ndriçimit diellor.
3. *usht.* Aparat për të dhënë sinjale me anë të dritës.
HELIOGRAFt,~A . Pjesë e astronomisë që rae-rret me përshkrimin dhe me studimin e Diellit.

HELIOGRAFIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me helio-grafinë, që i përket heliografisë, i heliografisë. *Stu-dime heliografike.*

HELIOTERAPI,~A . *mjek.* Mjekimi i disa së-mundjeve me anë të rrezeve të diellit.

HELIUM,~I *m. kim.* Element kimik, gaz i plogët, shume i lehtë, i tejdukshëm, pa shije e pa erë, që nuk digjet dhe që është mjaft i rrallë në atmosferë *(si-mboli He). Balonë me helium.*

HELM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lëndë e hidhur që dëmton organizmat e gjallë ose shkakton vdekjen e tyre. *Helm i lëngshëm (i gaztë). Helm vdekjeprurës. Helm pluhur. Helmi i gjarprit. Helmi i grerëzës (i ble-tës). Qeska e helmit. Kërpudhë me helm. Nxjerr (lë-shon) helm. Ka helm. Piu helmin.*

*2. fig.* Diçka shumë e keqe, që të prish, të shkatë-rron a të dëmton rëndë. *Helmi borgjez (revizionist). Ideologjia e huaj është helm për rininë.*

3. *fig.* Hidhërim i madh, pikëllim. *Helm i madh. Plot helm e vrer. Me helmin e zcmrës. Vdiq prej helmit. Helmi e plak njeriun. fj. u.*

4. *përd. mb.* Shumë i hidhur. *Është helm. E kam gojen helm. Helm e ka fjalën. Është bërë helm gjella* është bërë shumë e kripur, pothuajse e hidhur nga kripa e tepërt, është bërë aq e kripur sa s'vihet në gojë.

5. *përd. mb. fig.* Shumë i hidhëruar, i pikëlluar-*Helm e pike (helm e vrer). V be helm.*

• Sheqerkë Me helm *shih te* SHEQERKË,~A. Ishte bërë për të pirë helmin *shih te* PI. Iu be zemra (shptrti) helm (vrer) *shih te* VRER,~I. Me mirë shkel-mi se helmi *fj. u. shih te* SHKELM,~I. Vjell (lëshon, nxjerr) helm e vrer *shih te* VRER,~I. Dhuratë c ar-mikut o helm o thikë)". *u.* e mira që të bën armiku sjell të këqija të mëdha, fsheh tradhti e pabesi, mos prit kurrë të mirë nga armiku.

HELMARINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, e helmet, me lule në ngjyrë të kuqe të errët në vjollcë, me kokrra si ato të Icu-llumbrisë, që përdoren rië mjekësi. *Rrënjët (gjethet, kokrrat) e helmarinës. Leng (shurup) helmarine.*

HELMATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Helmim. HELMATIS *kal,* ~A, ~UR. Helmoj. HELMATISEM *vetv.* Helmohem. HELMATISJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. Helmim. HELMATISUR (i,e) *mb.* I helmuar. HELMATUES,~E *mb.* Helmues.

HELM'E,~JA. *bot.* Shkurre me gjethe si të shel-gut e me lëng të hidhur; helmes.

HELMETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mbulojë e rrumbullakët prej metali, që mbajnë luftëtarët në kokë për t'u mbrojtur nga goditjet; përkrenare. *Hel-metë e hekurt. Helmetë çeliku (bronzi). Helmetë parade. Luftëtar me helmetë. Mbuloi koken me helmetë. Vë helmetën.*

HELMËS,~I *m. bot.* Shkurre e helmet e viseve jugore, me gjethe të gjata e të ngushta që nuk bien në dimër, me lule të mëdha në ngjyrë trëndafili ose të bardha dhe të bashkuara si tufë. *Gjethet e helmësit. Fletë helmësi.*

HELMËS,~E *mb.* Helmues. *Bimë helmese.* HELMËSl,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i helmet. 2. *fig.* Hidhërim i madh, pikëllim.

HELMËSlRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Hidhë-sirë, shija e hidhur e diçkaje.

2. Bimë e helmet.

3. Vend me bar të helmet. *Nuk i çojnë delet në hel-mësira.*

HELMËT (i,e) *mb.* 1. Që ka helm, që përmban lëndë helmuese; helmues. *Bimë (lule) e helmet. Fare e helmet. Lëng (gaz) i helmet. Flutur e helmet.*

2. edhe#. Shumë i hidhur; që të hidhëron shumë, që ta bën z:emrën vrer; që të vret shpirtërisht. *Pelin i helmet. I helmet si vrer. Fjalë të helmëta. Dhimbje e helmet. Mendim i helmet.*

3. *fig.* I hidhëruar shumë, i pikëlluar. *Me shpirt të helmet.*

HËLMËZ,~A . *bot.* Bimë barishtore parazite me kërcell kacavarës e pa gjethe, që bën lule të ver-dha, të bashkuara si tufë dhe që dëmton rëndë bimëtbujqësore; kuskutë. *Helmëza e jonxhes. Helmëza dëmton fasulen (kungullin, qepën, pataten).*

JHELMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprirai dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve HELMOJ, HEL-M0HEM. *Helmim i rendë (i plotë). Helmimi i orga-nizmit (i gjakut). Helmim nga ushqimi. Shpëtoi nga helmimi.*

2. *fig.* Hidhërim i madh, pikëllim.

HELMLËSHCES,~E *mb. libr.* Që leshon helm, qëi nxjerr helm. *Gjarpër helmlëshues.*

HELMOHEM *vetv.* 1. Me hyn helm në trup; me dëmtohet organizmi nga helmi ose vdes nga helmi. *U fielmua nga kërpudhat.*

2. *vet. veta III fig.* Dëmtohet a prishet nga diçka e keqe. *Ishin helmuar nga botëkuptimi fetar.*

3. *fig.* Hidhërohem shumë, pikëllohem, me bëhet zemra vrer. *Helmohem shumë (thellë). U helmua nga lajmi që mori.*

4. *Pës. e* HELMOJ. *U helnlua nga gjarpri.*

HELMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I jap helmin dikujt, dëmtoj një organizëm të gjallë ose shkaktoj vdekjen e tij me helm; i hedh helm diçkaje, shtie helm në diçka. *E helmoi gjarpri. la helmoi gjakun. I helmuan qentë. E helmuan ujin armiqtë.*

2. *fig.* Dëmtoj a prish dike me diçka të keqe. *Bor-gjezia përpiqet ta helmojë rininë me idete e nënshtrimit. Helmojnë ndërgjegjen e njerëzve.*

3. *fig.* E hidhëroj shumë, e pikëlloj; ia bëj të hidhur (jetën etj.). *E helmoi shumë nënën. I helmoi jetën.*

*k* I helmoi zemrën (shpirtin) *dikujt* e hidhëroi shumë, e pikëlloi, ia bëri zemrën vrer.

HELMUAR (i,e) *mb.* 1. Që i kanë dhënë helmin a qe ka pirë helm, që i ka hyrë helmi në trup a që ka vdekur nga helmi; që i është hedhur helmi ose është Iyer; me helm. *Kafshë e helmuar. Shigjetë (thikë) e helmuar. Ujë (mish, ushqim) i helmuar.*

*1. fig.* I hidhëruar shumë, i pikëlluar; që shpreh hidhërim të madh, që shpreh pikëllim. *Me fytyrë të helmuar. Ishte shumë i helmuar.*

3: *krahin.* I helmet. *Ilime e luhnuar.*

4J *Përd- em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

HELMUES,~E *mb.* 1. Që dëmton organizmin oseshkakton vdekjen e tij me helmin që ka, që të helrhon. *Lendë helmuese. Gaz helmues. Bimë helmuese. Gjarpër helmues.*

2J *fig.* Që të dëmton a të prish me diçka të keqe. *Ndikim helmues. Propagandë helmuese.*

Bar helmues *shih te* BAR,~I i.

HELVETIK,~E *mb. vjet.* Zviceran. *Populli hel-vetik. Bashkimi Helvetik.*

HELL,~IXI *m. sh.* ~JE, ~JET. 1. Shkop druri i drejtë, i gjatë, i qëruar e me majë ose shufër me-tali me majë, ku shkojmë një shpend a një berr të therur për ta pjekur mbi

zjarr duke e rrotulluar nga-dalë: *Hell i trashë. Hell dëllinje. Hell hekuri. Hell mishi. E \'ë (e shkoj) në hell. E poqi në hell. E shpoi me hell. Mishi te piqet, helli të mos digjet. fj. u.*
2.: Diçka si shufër e drejtë që vjen duke u holluar në rhajë. *Hell akulli* qiri akulli. *Hell guri* stalagmit. *HelIfi~këmbës* kocka e trashë e kërcirit. *Helli i mullarit* strumbullari. *Helli i parmendës.*
3. *përd. ndajf.* Drejt e pa lëvizur. *Qëndroi hell. Rrinte hell në këmbë.*
•*k* U be hell a) u zgjat e u hollua nga trupi; u do-bësua a u tret shumë nga sëmundja ose nga meraku; b) shtangu në vend nga diçka e papritur. Si delja në hell *shih te* DELE,~JA. E shkoi në hell *dike* e mundoi shumë, e sfiliti; e vrau në mënyrë të egër. U be mish për hell u mundua e u sfilit shumë. Kërkon qiqra në hell kërkon diçka që nuk bëhet, kërkon të pamundurën. E shtie morrin në hell kursen çdo gjë, është shumë dorështrënguar.
HELLlSHTE,~'JA . *sh.* ~E, ~ET. Dru i gjatë e i drejtë, që përdoret për të bërë heje. *Preu një hellishte. Ka shumë hellishte.*
HEM... HEM... *lidh. bised-* Dhe... dhe..., edhe... edhe... *Hem une, hem ai. Hem ate, hem këtë. Hem i mirë, hem i lire. Hem mirë, hem keq. Hem ne dimër, hem në vere. Hem i dhemb, hem i djeg. Hem për të qeshur, hem për te qarë. Hem ha, hem fiet. Hem të \ë plak, hem te rruan mjekrën.*
HEMISFERË,~'A *sh.* ~A, ~AT. 1. *gjeogr., astr.* Gjysmërruzulli i Tokës, i një trupi tjetër qiellor ose i sferës qiellore. *Hemisfera veriore (jugore). He-misfera lindore (perëndimore). Hemisfere qiellore. Hemisferat e Tokës. Harta e hemisferave.*
*2. mat.* Trup gjeometrik që ka trajtën e gjysmës së rruzullit, gjysmërruzull.
3. *anat.* Njëra nga dy pjesët e trurit, që kanë trajtën e gjysmës së rruzullit. *Hemisferat e trurit të madh (e trurit të vogël). Korja e hemisferave.*
HEMOFILI,~A *mjek.* Sëmundje e trashëguesh-me, që shfaqet me rrjedhje të shpeshta e të vijueshme të gjakut, sepse ai mpikset me vonesë. *Sëmundja e hemofilisë. Vuan nga hemofilia.*
HEMOGLOBINË,~A . Lëndë organike, që për-bën pjesën kryesore të rruazave të kuqe të gjakut, i jep atij ngjyrën e kuqe, çon oksigjenin në indet e organizmit dhe merr prej andej gazin karbonik. *Shton hemoglobinën në gjak. Viet sasia e hemoglobinës.*
HEMORRAGJI,~A. *sh.* ~, ~TË *mjek.* Rrjedhje e madhe gjaku nga organizmi, humbje e madhe gja-ku; njedhja e gjakut nga enët e gjakut; gjak-rrjcdlijc. *Hemorragji e jashtme (e brendshme). He-mor'rauji në tru (cerebrate). Hemorragjia e stomakut (e mushkërive). Ndaloj hemorragjinë. Shoqërohet me hemorragji. V dobësua nga hemorragjia.*
HEMORROIDE,~'T . *vet. sh. mjek.* Sëmundje që shfaqet me zgjerim të venave në fund të zorrës së trashë dhe që shkakton rrjedhje gjaku; majasëll.
HENDBOLL,'~'I *m. sport.* Lojë e ngjashme me futbollin, por që luhet duke e hedhur topin me dorë. *Ndeshje hendbolli. Fushë hendbolli. Top hendbolli. Skuadër hendbolli. Kampionati i hendbollit.*
HENDBOLLIST,~4 *m. sh.* ~Ë, ~ËT *sport.* Loj-tar i hendbollit, ai që luan hendboll.
HENDEK,~KU *m. sh.* ~KË, ~KËT dhe ~QE ~QET. 1. Vijë e thellë a kanal i ngushtë, që hapet rreth një are, në dy anët e rrugëve, në vendstrehimet etj. për tëmbledhur ujërat, për t'u mbrojtur, për t'u strehuar, për t'u fshehur etj. *Hendek i thellë. Hendek kullues. Hendek mbrojtës. usit,* llogore. *N^ë bitzë tëhendekut. Hap (çel) një hendek. Kaloj (kapërcej) hendekun.*
*1. fig.* Largesë që ndan njerëzit, shtresat shoqërore etj. për shkalc të kushteve të ndryshme ose të mos-marrëveshjeve; dallim i theksuar ndërmjet njerëzve, klasave etj. që s'i lë të bashkohen. *Hendek i madh. I ndan një hendek. Ngushtohet hendeku. Zhduk hendekun ndërmjet kuadrove e masave. Thellohet hendeku ndërmjet klasave të shoqerisë borgjeze.*
3. *fig.* Pengesë, vështirësi e madhe. *Ka hendek (ajo punë). E hodhi (e kaloi, e kapërceu) hendekun* i Icaloi vështirësitë.
•Çel një hendek *shih te* ÇEL. E hodhi në hendek *dike* e braktisi, e hodhi tutje. Ndalu beg se ka hendek *shih te* BEG,~U.
HENDEKLIDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *usht.* Llogore që lidh një hendek mbrojtës me një tjetër. *Hap hendeklidhjen. Bashkoj (lidh) me hendeklidhje. Zë hendeklidhjen.*
HENDEKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj hendek; i bëj hendek a e rrcthoj me hendek. *E hendekuan arën.*
HEP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Plasë, e çarë në mes të diçkaje; grope jo shumë e thdlë, vend pak i the-lluar; zgaVër e madhe, shpellë. *Hepat e dërrasës. He-pat e akullit. Hepat e arës. Hepat e malit. Shkëmb me hepa.*
2. Thep me majë të hollë; maja e diçkaje të zgjatur a të dale; gjemb, spicë. *Hepat e sfurkut. Hepat e ku-llumbrisë. Vend me hepa. E shpoi me hep.*
HEQ *kal.,* HOQA, HEQUR. 1. E ngre dhe e shpie një njeri a një send nga vendi i tij në një vend tjetër, ia ndërroj vendin duke e zhvendosur, e largoj nga vendi ku ka qenë; *kund.* vë, vendos. *Heq enët (gotat, pjatat) nga tryeza. Heq plaçkat. Heq orenditë nga dhoma. Heq thasët nga qerrja. Heq të sëmurin nga shtrati. Heq dëborën nga çatia. Heq librat nga rafti. Heq shkallët nga muri. Heq trupat nga fronti. E heq mënjanë. E heq me ngadalë. E heq me fshesë (me furçë, me leckë).*
2. E shkëput a e nxjerr diçka nga vendi ku është vënë a mbërthyer, ku është Varur, mbështetur, lidhur ose shtrënguar; e zgjidh, e shqit nga vendi ku është ngjitur a është qepur, e këput; e nxjerr nga vendi dhe e marrr diçka; e pastroj nga diçka që është ngjitur në të; *kund.* vë; mbërthej; lidh; qep; var; ngjit. *Heq dritaren (kornizën) nga muri. 1 heq rrotën qerres. I heq shulin armës (derës). Hoqi koburen nga brezi. Hoqi thikën nga këllëfi (shpatën nga milli). Nuk e heq pushkën nga krahu. Heq perdet nga dritarja. Heq pall-ton nga gozhda. la heq çarçafin jorganit. Heq kollaren. I heq frerin (kapistrën) katit. I heq qetë nga zgjedha (nga kulari). I heq pullën zarfit. I heq bojën* i gërryej bojën. *heq kallajin. U heq baltën këpucëve, I heq rrodhet leshit. I heq kokrral misrit. I heq morrat (mizat) pemës. Hiqe dorën!*
3. I largoj diçkaje kapakun, mbyllësen etj. për ta hapur; *kund.* vë; mbyll, zë. *heq kapakun kutisë (ten-xheres). I heq tapën shishes.*
4. E nxjerr nga vendi ku është ngulur a është futur, e largoj a e shkëput nga vendi ku është vendosur ose është përqendruar, e qit jashtë duke e tërhequr, e shkul *(edhe fig.); kund.* vë; ngul; fut. *Heq drurët. Heq shtyllat. Heq*

*misrin. Heq pykën (gozhdët, vidhat). Heq dhëmballën (dhëmbët). Heq çelësin nga brava.*
*I heq pendët (puplat, qimet). Iheqsytë* nuk shikoj me në atë vend. *Heq shikimin. Heq faqe* shku) qimet e fytyrës me agda.
5. E nxjerr a e qit jashtë një gjë që është brenda diçkaje; e ndaj; *kund.* fut. *hoqën plumbin nga trupi. I heq bërthamen kumbullës. I heq farat pjeprit. Heq të brendshmet e bagëtisë (të shpendeve, te peshkut). I heq të bardhën vezës.*
6. Zhvesh a zbath diçka; e lëviz diçka nga vendi ku ka qenë si mbulesë (zakonisht duke e ngritur) dhe e vendos në një Vend tjetër. *Heq pallton (xhake-tën, këmishën), Heq rrobat I ndcrresat) nga shtati. Heq këpucët (çizmet, çorapet). Heq dorezat. Heq kapelën nga koka. Heq ntaskën nga fytyra. 1 hoqi shalën kalit. I hoqi samarin.*
7. E ndaj a e shqit një gjë që mbështjell ose që mbulon diçka; qëroj; rrjcp; çmbeshtjell diçka të mbledhur. *heq lëkurën qengjit. I heq lëvoren drurit. I heq lëkurën mollës. I heq lëvozhgën vezës. I heq fa-shën këmbës.*
8. E kap dhe e lëviz pas vetes dike a diçka pa e ngritur peshë; tërheq diçka (edhe *fig.). Kali heq ka-rrocën. Qetë heqin parmendën. E heq për dore. E heq zvarrë (pas vetes). E heq për kapistre. I heq veshin d i k u j t. I heq kembëzën pushkës. Mos me hiq kështu!*
9. Pi a thith diçka (raki, duhan etj.); e fut në mush-këri, e shkoj poshtë; tërheq. *Heq një gllënjkë raki. Hoqi nga shishja (nga paguri). E heq thellë duhanin. Heq burrnot. E heqin shumë rakinë këtej.*
10. E kërkon, e tërheq nga vetja; i shkon, i bie; e thith (edhe *fig.). Pyjet e heqin shiun. Oxhaku e heq tymin. E heq udha këtej. Nuk ia heq shtëpia (dera)* nuk e ka traditë, nuk e ka z;akon. *Heq fjala fjalën. Heq got a go ten.*
11. *fig.* Bëj që të mos shitet, të mos përdoret a të mos qarkullojë me diçka. *E heq nga tregu (nga shitja). E heq* nga *qarkullimi (nga përdorimi).*
12. *fig. bised.* E marr mbrapsht, e tërheq diçka. *E hoqi padinë (kërkesën). E hoqi urdhrin. E hoqi fjalën.*
13. E ndërpres a e pres përgjithmonë, e lë; nuk e përdor, nuk e mbaj a nuk e vijoj më tej. *E hoqi zinë* nuk mban me zi. *E hoqën rrethimin (shtetrrethimin). E hoqën karantinën.*
14. *bised.* E largoj nga një punë, nuk e lë më të kryejë një detyrë, e pushoj; e përjashtoj; *kund.* fut. *E hoqën nga puna. E hoqi nga shkolla (nga zanati). E hoqën nga skuadra.*
15. E zhduk diçka, bëj që të mos jetë a të mos du-ket me (duke e pastruar, duke e fshirë, duke e he-kurosur); fshij. *heq njollat. Heq pluhurin e mobiljeve. Heq rrudhat e pantallonave me hekur.*
16. *fig.* E nxjerr jashtë, e përjashtoj diçka; e fshij, e shlyej; *kund.* vë, fut. *E hoqën nga rendi i ditës. E hoqën nga lista. Heq një radhë nga teksti. Hoqi disa pjesë nga romani (nga studimi).*
17. edhe *fig.* Nuk ia jap me atë që i kam dhënë me pare; e bëj që të mos e ketë me diçka që ka pasur; nuk e mbaj me diçka, e largoj. *Ia hoqën mërzinë (me-rakun, dyshimin). Nuk e hoqi përgjegjësinë nga vetja. E hoqi shpresën* nuk shpreson me. *hoqi veset e këqija.*
18. E pres diçka nga një e tërë, e shkëput; pres, krasit, shkurtoj. *V heq degët pemëve. I hoqi flokët me gërshërë. I hoqi një ashkël me sëpatë. la hoqën lorrën e verbër. I hoqi dhjamin mishit.*
19. *mat.* Zbres. *Pesë heqim dy. Dhjetë heqim tre.*20. Ndaj mënjanë një pjesë nga paratë, nga pro-dhimet, nga ushqimet etj. dhe i ruaj diku për t'i për-dorur me vonë ose i përdor menjëherë për një qëllim të caktuar; vë mënjanë. *Hoqi para mënjanë. Hoqi, hqrxhet e dastnës. Heq grurin e fares.*
21. Bëj një vijë a një shenjë mbi diçka. *Heq vija. Heq një drejtëz (një lakore). Heqim një rreth.*
22. *bised.* Veproj mbi diçka me një mjet, zakonisht një here dhe shpejt, kryej një punë a një veprim me një mjet; i shkoj. *hoqi një parmendë arës* e punoi arën me parmendë një here. *hoqi një kazmë (një shat)* e punoi me kazmë (me shat). *hoqën një kosë* e kositën një here. *hoqi një lesë tokës* e lesoi token një here. *I \hoqi një fshesë oborrit* e fshiu oborrin një here. *hoqi një shoshë drithit (miellit)* e shoshi drithin (mie-lliin) një here. *U hoqi një krehër flokëve* u dha një të kijehur flokëve. *U hoqi një hekur rrobave* i hekurosi rri)bat. *hoqi një brisk mjekrës* u rrua. *hoqi një lexim* e lexoi një here shpejt.
23. *bised.* I bie a e qëlloj me diçka; e rrah, e godit. *hoqi një pëllëmbë (një shuplakë, një flakurimë, një shkelm). la hoqi surratit (turinjve). I hoqi një dru të mirë* e rrahu shumë. *la hoqi me pushkë* e vrau. *la hoqi vetes* vrau veten.
24. *bised.* I jap, i bëj. *hoqën një vërejlje (një qortim, një kritikë). I hoqi një të share (një mallkim).*
£5. Prij, përçoj, udhëheq, drejtoj, çoj. *heq udhën dikujt. Heq vallen. I hoqi për në sulm. I hoqi për nga pylli. Të heq vetë rruga. Na hoqi udha gjer këtu. E hoqi rasti.*
?6. edhe *jokal. bised.* Shkoj, eci; drejtohem diku. *Heq udhën* shkoj udhës. *Hiq udhës drejt! Hiq përpara! Hoqi në shtëpi të mikut.*
27. edhe *jokal. fig.* Vuaj, kaloj diçka të rëndë; ndiej dhimbje trupore ose shpirtërore; i bëj ballë, përballoj. *Hoqi një sëmundje. Hoqi një dënim. E kam hequr vetë. Hoqi të zitë e ullirit* vuajti shumë. *Hoqi pikën e zezë* vuajti shumë. *Çe ze njeriun e s'e heq. Heq zor* e ka të vështirë, është ngushtë. *Hoqi shpen-zimet (harxhet).*
28. *fig. bised.* E mbaj a e quaj veten; shtirem; e quaj për diçka. *E heq veten filozof. E heq veten si mik. E heq për mish viçi (dashi).*
29. *jokal. vet. veta III. bised.* Bie shumë, hedh (për shiun dhe borën). *Hoqi bore dje sa s'rrëfehet.*
30. edhe *jokal. vet. veta III. bised.* E rrit, e zhvillon, e bën mirë; rritet a zhvlllohet, bëhet. *E heq shumë duhanin toka jonë. I heq vendi pemët këtej.*
31. *bised.* Ndërzej, mbars. *E heq pelën me kale (mi gomar). E heq lopën me mëzat (me dem). Cjapi heq dhitë. Qeni heq buçën.*
*if* Me heq ana *me dike a me diçka shih tek* ANË,~A i. E hoqi (e tërhoqi) në baltë *dike shih te* BALTË,~A. Me heq (me shkon, me vete) bark *shih te* BARK,~U $_{10}$. la hoqi (ia nxori, ia qiti) bojën *keq. shih te* BOJË,~A. Ia hoqi bricën *shih te* BRICË,~A. E hoqi (efshiu, e shoi, e shleu) nga defteri *dike a diçka shih te* DEFTER, ~I. I hoqi dorezat *dikush shih te* DOREZË,~A. Heq dorë *nga dikush a nga dig k a* a) shkëput Iidhjet me dike a me diçka, s'pyes me s'interesohem me për dike a për diçka, nuk me-rrem me me të; e braktis a e lë; jap dorëheqjen nga një punë a detyrë; b) nuk mendoj me si me pare, ndërroj mendje, nuk i përmbahem një mendimi, njëlideje etj. S'e heq (s'e lëshon, s'e lë) nga dora *diç-*

*k a shih te* DORË,~A. I hoqi një dredhë a) e rrahu shumë me kamxhik, i dha një tërrahur; b) e qortoi a e kritikoi rëndë, i hoqi një dajak. I hoqi (ca) fasha *shih te* FASHË,~A. Ia hoqi flllin *dikujt a diçkaje shih te* FILL,~I. E heq (e merr, e mban) nëpër gojë *dike a diçka shih te* GOJË,~A. S'e heq (s'e ndan, s'e lëshon) nga goja *dike a diçka shih te* GOJË,~A. Mos ia hiq gunën! *shih te* GUNË,~A. Ka tiequr gjakun më të ka hequr të zitë e ullirit me të, e ka munduar shumë, i ka marrë shpirtin. Ia hoqi hallkën *d i k uj t* nuk kujdeset me për dike, s'pyet me për të, ia hoqi fillin; e la të bëjë ç'të dojë e si të dojë. Ia heq hunda *diçka shih te* HUNDË, ~A. E heq (e tërheq) për hunde (për hundësh) *dike shih te* HUNDË, ~A. S'e heq (s'e mban, s'e ngre, s' e çon) kandari *shih te* KANDAR,~I. I heq kapelën (shapkën) *dikujt* e nderoj veçanërisht për një punë të madhe e të rëndësishme që ka bërë, për meritat e aftësitë e tij etj. Ia ka hequr kapistallin (kapistrën) *dikujt* nuk bëhet me merak për dike; e ka lënë të lire e pa mbikqyrje. E heq (e tërheq) për kapistalli (për kapistre) *dike shih te* KAPISTALL, ~I. Hiq (tërhiq) e mos e këput më të shtyrë, zvarrë. I hoqi (i vuri) kryq *dikujt a diçkaje shih te* KRYQ,~I. Heq Jotarinë proVon fatin. Me heq (me nxjerr) mallin *e dikujt a të diçkaje shih te* NXJERR as- E hoqi hiaskën *libr.* e zbuloi fytyrën e vërtetë, e tregoi se kush ishte në të vërtetë. E hoqi (e largoi) mendjen *nga dikush a nga diçka shih te* MENDJE,~A4. E hoqi nga mendja e harroi krejt; e largoi nga mendja. Hiqe mys *di ç k a shih te* MYS. Heq paftë *tek. shih te* PAFTË,~A. E heq nga palltoja *dike shih te* PALLTO,~JA. E hoqi qafe *dike a diçka* shpëtoi prej dikujt, bëri që të mos i bjerë me në qafë. E hoqi sysh *dike* shpëtoi prej dikujt, bëri që të mos e ketë me përpara syve. Nuk ia heq (nuk ia ndan, nuk ia shqit) sytë *shih te* SY,~RI. I hoqi shkallët *dikujt* i krijoi një gjen-dje të Vështirë për ta dëmtuar; e la pa mbështetje e pa përkrahje. Po heq (po jep) shpirt (po heq për shpirt) *vjet. shih te* SHPIRT,~I. Heq (humbas, pres) shpresën (shpresat) *shih te* SHPRESË,~A 1. Heq (numëron) tespihet e shkon kohen kot. I heq udhën *vjet.* udhëheq, prij. Heq valle kërcej. I heq velenxën *dikujt shih te* VELENXË,~A. E heq (e tërheq) për veshi *shih te* VESH,~I. I hoqi (i tërhoqi, i zgjati, i shkuli) veshin (ve-shët) *dikujt shih te* VESH,~I. Hiq e vër ate vetë tamam, gjalle ai. I hoqi (i futi, i vuri) vizë (vijë) *di-k ujt a diçkaje shih te* VIZË,~A. Heq në zemër për *dike a për diçka shih te* ZEMËR,~RA. Ma heq zemra *diçka* e pëlqej diçka, e dua, ma do zemra. Me heq zemra *t e dikush* dyshoj te dikush, me bren dyshimi për dike. Me heq zemra për *diçka* kam dëshirë për diçka, e dëshiroj a e dua, ma do zemra. E heq (e tërheq) zvarrë *një punë shih te* ZVARRË $_3$. Ua hoqën dushkun fjalëve *shih te* DUSHK, ~U. I hoqi gurin e fundit *dikujt* a) s'la gjë pa i thënë, ia numëroi të gjitha; b) e dëmtoi, e la pa mbështetje, ia preu rrënjët. E hoqi (e tërhoqi) këmbën zvarrë (rrëshqanë) *shih te* ZVARRË. I heq (i tërheq) kërraba nga vetja *keq. shih te* KËRRABË,~A. Ia hoqi petën Iakrorit *shih te* PETË,~A. I heq spik jetës *shih te* SPIK,~U. I ka hequr shumë Iëkura *shih te* LËKURË, ^A$_7$. Ia hoqi vellon nuses *shih te* VELLO,~JA. Heq (vë) shenjën (vijën) e barazimit *shih te* BARAZIM,~I. E heq shkopin zvarrë *shih te* SHKOP,~I. S'ia heq zhiblën nga syri *dikujt shih te* ZHIBËL,~'LA. Ishte lëkurë për të hequr *shih te* LËKURË, ~A. I ka thonjtë pa hequr *keq. shih te* THUA, THOI.HEQË,~A . Grahma e vdekjes, fryma e fundit para vdekjes; agoni. *Ëshlë në heqë.*

HEQËL,~LA . *kryes. sh.* ~LA. ~LAT. Sheshje, lepitka. *Heqla të kuqe. Heqla lëkure. Një pale heqla. Mbath (vë) heqlat.*

HEQËS,~I i *m. sh.* ~, ~IT.1. *anat.* Eshtër c hollë, e gjatë dhe e lakuar, që bashkon kockën e gjoksit me supin; kocka e gjoksit të shpendëVe, shpori. *Heqesi i pules. Ka thyer heqësin.*

2. Kunji që bashkon shtizën e parmendës me zgje-dhën; shtiza e qerres. *Heqësi i parmendës. Heqesi i qerres.*

3. *bised.* Ai që qëllon mirë me pushkë, qitës i mirë. *Heqës i:oli.*

4. *bised.* Kandar me bisht. *E peshoj me heqës. E vë në heqës.*

•*k* I vajti thika në heqës arriti në një gjendje shu-më të vështirë sa s'durohet me; i vajti thika në kockë.

HEQËS,~I ii *m. sh.* ~, ~IT. 1. Thikë e për-kulur e me dy doreza, që përdoret për të gdhendur bishta sëpatash, kazmash etj., duke e hequr nga vetja. *E gdhend me heqës.*

2. *iisht.* Kunj i Vogël metalik, që e mban të lar-guar gjilpërën e shkrepjes nga kapsollja; këmbëza e push'::ës që e tërheqim me gisht. *Heqësi i pushkës. Heqësi i granatës. Heqesi i shkrepjes. Unaza e heqësit.*

3. R,rjetë që përdoret për të zënë peshq duke e tër-hequr në ujë. *Hedh heqësin. Gjuaj me heqës.*

4. *krahin. shih* HEQËS E,~JA $_5$.

5. Ai që merret me heqjen e diçkaje në një punë (punëtori që heq tullat nga furra, ai që heq të brend-shmet e bagëtive të therura etj.)- *Heqësi i tullave.*

6. *fin., vjet.* Ai që kishte të drejtë të tërhiqte para-të në emër të dikujt, tërheqësi i të hollave. *Heqësi i parave.*

HEQËS,~I m *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që u tre-gon udhën të tjerëve, udhërrëfyesi; *vjet.* ai që ndih-monte një kusar për të vjedhur ose një gjakës për të vrarë dike, duke i dhënë njoftimet e duhura; kallauz. *Heqësi i fshalit.*

*2.* Ai që është në krye të Vargut të valltarëve, ai që heq vallcn. *Heqësi i vallcs.*

3. D;ishi a cjapi që prin kopenë, përçor. *Heqësi i kopesë (i tufës).*

HEQËS,~I iv *m. sh.* ~, "-IT. Heqkeqës. *Heqësi e di te keqen. fj. u.*

HEQËS,~I v *m.* Është në heqës *d ik u sh* është duke dhënë shpirt, është në grahmat e fundit, po heq shpirt.

HEQËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* HE-QËS,~I$_4$; II2,4,5; HI i$_{,2}$; IV. *Heqësja e tullave. Heqësja e valles.*

2. Sheshje, heqël.

3. Vrimë në tavan pranë oxhakut nga del jashtë tymi i zjarrit.

4. *krahin.* Sirtari i tryezës, syze. *Heqësja e tryezës. Heqëse me kyç. Vë (fut) në heqëse. Nxjerr nga heqësja.*

5. *shih* CAPINË,~A n.

6. *bot.* Këputje.

HEQËSI,~A . 1. *vjet.* Ndihma që i jepte dikush një kusari për të vjedhur ose një gjakësi për të vrarë dike, puna që bënte heqësi. *E vrau (e grabiti) me heqësi.*

*2. fig.* Dredhi. *Veproi me heqësi. Bëri heqësi* veproi me dredhi.

HEQIM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Mjek.

HEQJE,~A 1 . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HEQ, HIQEM. *Heqja*
*e lëvozhgës (e lëvores). Heqja e dhëmbëve. Heqja e njollave. Heqja e lirisë.*

*2.* Pjesë që hiqet nga një tekst. *Ka heqje dhe shtesa në tekst.*
3. *fig.* Vuajtje e madhe; dhimbje. *Heqje e madhe (e rëndë). Shpëtoi nga heqjet.*
4. *fiz., vjet.* Rëndesë. *Qendra e heqjes.*
HEQJ E,~A 11 • *sh.* ~Ë, ~ET. Heqël.
HEQKEQËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka vuaj-tur shumë në jetë, ai që ka hequr keq. *Me mirë heqkeqës se grabitës. fj. u.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
HEQKEQËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* HEQKEQËS, ~I.
HEQUR (i,e) *mb.* 1. I hollë e i gjatë. *Fill (tel) i hequr. Trup (shtat) i hequr. Me hundë të hequr. Me vetulla të hequra.*
*2.* I tretur a i dobësuar nga një sëmundje etj.; i thatë në fytyrë. *hequr në fytyrë. Me fytyrë të hequr.*
3. *bised.* Që ka hequr në jetë, i vuajtur; që është mësuar me vështirësi. *Njeri i hequr.*
4. *si em.* ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Mundim i madh, lodhje e madhe, vuajtje. *Nuk i ka harruar të hequrat.*
5. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1-3 të mbiemrit. *Moj, e hequra si bari. kr. pop. 1 hequri, i regjuri. fj. u.*
*k* Ha të hequr *shih te* HA.
HERAHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ndodh nganjëherë a here pas here; i herëpashershëm. *Shiu i herahershëm i bën mirë misrit.*
HERAK,~E *mb.* 1. Që zgjohet herët në mëngjes, që çohet pa u gdhirë mirë; që del herët në mëngjes. *Plakë herake. Dritë herake. Mizat herake.*
*2.* Që çel a lulëzon shpejt (për lulet, bimët); që piqet shpejt, i hershëm (për pemët, perimet). *Lule herake. Pemë (qershi) herake.*
HERBARIUM,~I *m. sh.* —>E, ~ET *libr. shih* BIMËTOR E,~JA.
HERBICID,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim., bujq.* Lëndë kimike helmuese (pluhur ose ISng), që përdoret për të zhdukur barërat e këqija në arat e mbjella etj. *Herbicidi i grurit. Herbicidet e kullotave. I spërkasin me herbicide.*
HERC,~I *m. sh.* ~, ~ËT *fiz.* Njësi e dendurisë së dridhjeve, që është e barabartë me një lëkundje në një sekondë *(shkurt.* HzJ.
HERDHAGJEL *mb. vet. m.* I. Që e ka kokrrën të gjatë, kokërrgjatë (për një lloj rrushi dhe një Uoj ulliri). *Rrush herdhagjel. Ulli herdhagjel.*
2. *si em.* ~, ~I *m.* Lloj rrushi a ulliri kokërrgjatë.HERDHAQEN,~I *m. bot.* 1. Fshikakuq. 2. Lloj fiku i bardhë, kokërrvogël, që piqet vonë.
HERDHE,~T . *vet. sh.* Gjëndrat seksuale të mash-kullit (te njerëzit e te kafshët). *Herdhet e dashit (e mëzatit, e demit).*
HERDHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Çerdhe, fole. *Herdhe zogjsh.*
HERETIK,~U *m. sh.* ^Ë, ~ËT. Ai që ishte kundër dogmave të fesë së krishterë në fuqi, i shkelte ose i luftonte ato dhe për këtë arsye dënohej e ndiqej nga kisha, pasues i njc herezis (kryesisht në mesjetë). *Ndjekja (dënimi) i heretikëve.*
HERETIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me herezinë a me heretikët; që përbënte a përbën një herezi; që pëjrmbante a përmban herezi. *Njeri heretik. Teoritë heretike. Mendime heretike. Libër heretik. Lëvizje heretike.*
HEREZI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Rrymë e doktrinë fetare (kryesisht në mesjetë), që ishte kundër dogmave të Ikishës së krishterë në fuqi dhe që herë-herë shprehte në thelb qëndrimin revolucionar të masave popullore kundër sundimit të feudalëve; pikëpamje a qëndrim që është në kundërshtim me dogmat e kishës; të qenët kundër dogmave të fesë sunduese. *Herezi e hapët. Luftohej si herezi.*
2. *fig. Hbr.* Largim i hapët nga pikëpamjet e normat nëlfuqi, shkelje e këtyre pikëpamjeve e normave. *Ra në herezi. Bëri herezi.*
HERË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vet. nj.* Kohë kur ndodh diçka. *Here e mirë. Here e ligë (e keqe). Një cope here* ca kohë. më të *shumtën e herës. Një here tjetër. Tjetër here. Në drekë here* në kohën e drekës. *S'ki3 ardhur hera. S'është me hera të vajtoni.*
2. Cope kohe e vetme, kur ndodh diçka e njëjtë mej ngjarjet e tjera; pjesë kohe e barabartë me pjesë të tjera dhe e marrë si njësi matjeje për të treguar përsëritjen a radhën e diçkaje; rasti, ngjarja a diçka tjetër që përsëritet kohS me kohë (zakonisht me nu-mërorë, m; përemra të pakufishëm ose me ndajfolje sasie). *Hera e parë (e dytë, e fundit). për të fundit here. Këtë here. Kësaj here. Një here tjetër. Herën e fundit. Herën tjetër (e ardhshme). Çdo here. Të vetmen here. më të shumtën e herëve. Një here, dy here, tri here... Disa (shuttle, mjaft) here. Shpesh here. Me shumë se një here. Rrallë here. Sa e sa here* shumë here. *Një'here e përgjithmonë* përfundimisht, në mënyrë për-fundimtare. *Një here e mirë* pa i lënë gjë mangët; në mënyrë të prerë. *Ndryshe nga herët e tjera. As këtë here, as atë here. Një here në javë. Dy here në muaj-Katër here në vit. Çdo dy here. Çdo here që... Sa here që... Me bie hera* kam rast. *Me zë hera* ras-tis. *'E solli hera. Na mblodhi hera. Erdhi vetëm një here. Bëje (thuaje) edhe një here!* përsërite! *la kam thënë njëqind (një mijë) here. Sa here të duash. Mjafton (del) për katër here. Matu slit atë here dhe fol një here, fj- H.*
3. Përdoret së bashku me numërorë për të shënuar shkallën a madhësinë e diçkaje, si njësi shumësie ose ndarjeje. *Edhe një here me shumë. Dhjetë here me pak. Pagoi dy here aq* pagoi dyfish. *Sa here është me i miidh (me i vogël?). Dy here dy bëjnë katër. mat.*
4.1 *përd. ndajf.* Përdoret e përsëritur në kuptimin “një kohë, një cast; një rast”. *Here i kuq, here i ver-dhë: Here mirë, here keq. Here po, here jo. Here unë, here ti. Here këtu, here atje. Here si murator, here si bujk. Here qante, here qeshte. Here ulej, here ngrihej.*
5. *vjet.* Stinë. *Here e këndshme. Here e bukur. Herët e motit. Hera e luleve.*
\+ Në fund të herës herën e fundit. Here me here gjithnjë, vazhdimisht; kohë pas kohe. Here pas here kohë pas kohe. Një here për një here tani për tani, përkohisisht, për një fare kohe. Si një here, një here njëlloj në çdo kohë. Si një here, njëqind here njëlloj, pa ndryshuar aspak. Një here në hënë *shih te* HËNË, ~A. Në krye të herës në kohë të shkuara, në kohë të lashta; në fillim të diçkaje. Pae shkrepur një here *shihte* SHKREP. Mend për tjetër here *shih te* MEND, ~TË. Një here shkoi lepuri mbi urë edhe *iron, shih tek* URË,—A. Puna e herës *euf.* sëmundja e tokës, epilepsia.
HERË-HERË *ndajf.* Ndonjëherë, nganjëherë; rra-)lë, jo gjithnjë; here pas here. *Herë-herë kthehej vonë. Herë-herë i mbahej fryma. Herë-herë thoshte ndonjë fjalë.*

HERËKEQE,~^JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Ku-kuvajkë. *Po këndon herëkeqja.*

HERËPASHERSHËM (i) [lexo: i herëpas-her-shëm], ~ME (e) *mb.* Që ndodh a që bëhet kohë pas kohe, që përsëritet here pas here; që ndodh a bëhet rregullisht e në mënyrë të përsëritur. *Takime të herë-pashershme. Detyrat (masat) e herëpashershme. Kra-sitja (hanja, ujitja) e herëpashershme. Reshje (shira) të herëpashershme. Luftërat e herëpashershme.*

HERËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *mat.* Numri që del nga pjesëtimi i një numri me një numër tjetër, për-fundimi i pjesëtimit të dy numrave. *Herësi i dy num-rave. Gjej herësin.*

HERËT (i,e) *mb. shih* HERSHËM (j), ~ME (e) 1,3.

HERËT *ndajf.* 1. Në fillim të ditës a të nates ose në fillim të një periudhe, në çastet, në orët a në ditët e para; shpejt; përpara kohe, me shpejt se zakonisht; *kund.* vonë. *Herët në mëngjes. Dje (pardje) herët. Herët në pranverë. E mblodhën misrin herët. Ngrihem (çohem, zgjohem, bie të fie) herët. Ka ardhur (it nis) herët.*

2. Në kohë të lashta, shumë kohë përpara, dikur në të kaluarën. *Që (qysh) herët. Si herët. Ka ndodhur herët.*

*-k* Herët (shpejt) a (ose) vonë pas një fare kohe, në një të ardhme që do të vijë patjetër (për diçka që do të ndodhë medoemos).

HERGJELE,~JA *sh.* ~', ~TË. 1. Tufa e kaf-shëve të ngarkesës që janë lënë të lira të kullosin në natyrë (zakonisht për kuajt); kale i pamësuar dhe që rri në tufë. *Hergjele kuajsh (mëzash). I mbanin në hergjele.*

2. *fig.* Vajzë a grua e re dhe e shëndoshë; *keq.* femër e papërmbajtur dhe e harbuar.

3. *përd. mb.* Që kullot e mbahet jashtë në gjendje gjysmë të egër; që nuk është shaluar a nuk është vënë në punë ende (zakonisht për kuajt). *Kale (mushkë) hergjele. Dema hergjele. Kope hergjele.*

4. *përd. ndajf.* Në tufa që kullotin e mbahen jashtë në gjendje gjysmë të egër; në gjendje të lire, pa zot e pa fre (edhe *fig.*). *I mbajnë hergjele. Mos e lësho hergjele. Është rritur hergjele.*HERMAFRODiT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* I. Njeri, kafshë a bimë që ka të zhvilluara njëkohësisht organet mashkullore dhe ato femërore, qenie që i ka të dy sekset; dyseksore, deledash.

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Njeri hermeh frodit. Kafshë (flutur) hermafrodite. Lule hermafrodile.*

HERMETIK,~E *mb. libr.* 1. I mbyllur mirë, që nuk lejon aspak të kalojë ajri ose diçka tjetër; i pa> depërtueshëm (për enë, dhoma etj.)- *Enë hermetike. Kazan hermetik. Derë (dhomë) hermetike. Mbyllje hermetike.*

*2. fig.* Që nuk merret vesh se çfarë shpreh, që ka një gjuhë shumë të vështirë ose ide e figura shuraë të errëta e të pakuptueshme, që është i paqartë dhe shumë i vështirë për t'u kuptuar; që nuk e zbulon veten, që s'e kupton dot ç'ka, i mbyllur. *Letërsi hermetike. Vepër (poezi) hermetike. Varg hermetik. Njeri hermetik.*

HERMETIKlSHT *ndajf. libr.* Në mënyrë hermetike; krejt, plotësisht, mby'.lur plotësisht, sa s'kalon asgjë. *E mbyll hermetikisht.*

HERMETIZËM,~MI *m. libr.* Të qenët shumë i errët e i pakuptueshëm për shkak të gjuhës së vështirë ose të ideve e të figurave të paqarta, si tipar i le-tërsisë dhe i artit dekadent në vendet borgjeze e re-vizioniste. *Hermetizmi i Idërsisë (i poezisë) borgjeze (revizioniste). Vuan nga hermetizmi.*

HERMOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Gërmoj.

HERMOQ,~4 *m. sh.* ~E, ~ET. Hendek a vijë që bëhet në anë të arës për to tërhequr ujërat e shiut.

HERNIE,~A . *mjek.* Sëmundje që shkaktohet nga shkarja e një organi të brendshëm ose e një pjese të tij nëpër një të çarc në një vend tjetër të barkut a nën lëkurë; qeska e formuar nga organi që ka shkarë uë këtë mënyrë; dhjami, dhjamthi. *Hernia e barkut. Hernia e diafragmës. Qeska e hernies.*

HERO,~I *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Ai që ka kryer një vepër të lartë trimërie e vetëmohimi në luftë a në punë për popallin dhe për atdheun e vet, ai që është shquar për trimëri të lartë dhe për guxim të pashoq për të mirën e popullit e të atdheut kundër pushtuesve të huaj dhe tradhtarëve vendës, ai që ka dhënë edhe jetën duke kryer vepra të tilla. *Hero i gjallë (i vdekur). Hero legjendar. Hero i heshtur* ai që ka kryer në fshehtësi të madhe vepra trimërie e vetëmohimi kundër zbulimeve të huaja dhe veglave të tyre për mbrojtjen e interesave të larta të popullit e të atdheut. *Hero i Luftës Nacionalçlirimtare. Vepra e heronjve. Kujtimi i heronjve tanë. Lavdi heronjve!*

2. Ai që mishëron vetitë dhe tiparet pozitive me kryesore të një epoke, ai që shpreh cilësitë pozitive me thelbësore të mjedisit ku është rritur dhe ku ka zhvilluar e zhvillon veprimtarinë e vet; ai që shquhet shumë në një punë a në një veprimtari të caktuar dhe bëhet shembull frymëzimi e nxitjeje për të tjerët. *Heroi i kohës sonë. Heronjtë e klasës punëtore. Heroi i ditës. Heronjtë e naftës.*

3. Njeri i shquar, i cili, sipas teorive të sociologëve borgjezë e revizioniste, përcakton e drejton zhvilli-min e ngjarjeve historike, është forca kryesore e vendimtare aktive dhe u kundërvihet masave të popullit, që shihen si force pasive. *Heroi dhe masa (tur-ma).*

*4. let.* Vepruesi kryesor i një vepre letrare, që jepct
në mënyrë më të plots nga shkrimtari dhe luan një rol vendimtar në përmbajtjen ideore të veprës. *Heroi kryesor. Heroi pozitiv. Heroi i romanit (i tregimit,* i *novelës, i dramës).*

• Hero Kombëtar a) titull i lartë nderi që i është dhënë Gjergj Kastriotit — Skënderbeut, udhëheqës i popullit shqiptar dhe luftëtar i shquar kundër pushtuesve osmanë në shekullin XV; b) ur-dhër nderi, më të cilin dekorohen ata që kanë kryer vepra të larta trimërie, heroizmi dhe vetëmohimi të pashoq, që kanë qenë shembull i lartë qëndrese e guximi gjatë Luftës Nacionalçlirimtare ose kanë rënë për mbrojtjen e interesave të larta të Atdheut tone socialist. Hero i Popullit titulli me i lartë në Republikën Popullore Socialiste. të Shqipërisë, që i jepet një njeriu ose një grupi njerëzish për akte heroizmi për ruajtjen e tërësisë tokësore të Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë, për udhëheqjen me burrëri e me vendosmëri të njësive ushtarake dhe për arritjen e Stores kundër armikut në kushte të vështira lufte, duke i bërë shërbime të mëdha Atdheut dhe popullit. Hero i Punës Socialiste titulli me i lartë në Republikën Popullore Socialiste të Shqipërisë, i cili i jepet një punonjësi ose një grupi punonjësish që kanë arritur realizime të jashtëza-konshme e të qëndrueshme dhe që kanë bërë shpikje e racionalizime të një rëndësie të madhe për të gjithë vendin në lëmin e ekonomisë, të shkencës etj., që janë dalluar për veprimtari e merita shumë të shquara dhe për devotshmëri të posaçme në shërbim të Atdheut socialist.

HEROIK,~'E *mb.* 1. Që ka të bëjë me heroin, që i përket heroit, i heroit; që është karakteristik për heroin. *Vepër heroike. Akt heroik. Jetë heroike. Vdekje hero ike.*

*2.* Që bën vepra të larta trimërie dhe vetëmohimi, që shquhet për heroizëm; që karakterizohet nga heroizmi, që ka heroizëm. *Luftëtar heroik. Parti heroike. Popull heroik. Klasa jonë punëtore heroike. Grate heroike shqiptare. Koha jonë heroike. Qëndrese heroike. Frymë heroike. Lufta heroike e popullit shqiptar.*

3. *let., muz.* Që bën fjalë për trimëritë e guximin e heronjve, që u këndon bëmave të tyre. *Eposi heroik. Poemë heroike. Simfoni (sonatë, dramë muzikore) heroike.*

4. *si em.* ~4S, '-'JA. *shih* HEROIKË,~A. *Heroikja e ditëve tona. Heroikja në këngët popullore (në le-tërsinë e realizmit socialist).*

• V a r g heroik *let.* varg në metrikën e lashtë që ka dhjetë rrokje e pesë theksa dhe që rimon me vargun vijues.

HEROIKË,~A . Brendia heroike e dickaje, ana heroike e punës, e luftës ose e çdo veprimtarie tjetër shoqërore; karakteri heroik i diçkaje. *Heroika e punës. Heroika e kohës (e jetës). Heroika e ndërtimit socialist. Heroika e ditëve tona. Heroika e së kaluarës revolucionare. Pasqyroj heroikën e Luftës Nacionalçlirimtare.*

HEROIKISHT *ndajf.* Me trimëri të madhe, me guxim të pashoq, në rnënyrë heroike, si hero. *Luftoi (qëndroi) heroikisht. Vdiq (ra) heroikisht.*

HEROINË,—A i . *sh.* —A, ~AT. *Fem. e* HERO,~I. *Heroina kryesore. Heroine e luftës. Heroine e Popullit. Heroine e Punës Socialiste.*

Nënë Heroine titull nderi që u jepet nëvendin tone nënave që kanë Iindur, kanë rritur dhe kanë edukuar mirë tetë fëmijë e lart.

HEROINË,~A n Pluhur i bardhë kristalor, me veti qetësuese e gjumëdhënëse, i cili përdoret gje-rësisht në vendet borgjeze e revizioniste si narkotik për të trullosur njerëzit. *Përdorin (marrin) heroine. V helmua nga heroine*

HEROIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT. 1.

Trimëri e pashoqe që shkon deri në vetërnohim për të: mirën e popullit e të atdheut; frymë heroike, shpirt heroik. *Heroizmi popullor. Heroizmi socialist (revo-luçionar). Heroizmi i klasës punëtore (i fshatarësisë kooperativiste, i rinisë). Heroizmi i Luftës Nacional-çUrimtare. Heroizmi i ndërtimit të socializmit. Shpirti i heroizmit. Vepër (akt) heroizmi. Faqe të lavdishme heroizmi. Lufton (qëndron, punon) me heroizëm.*

|2. Vepër a punë heroike, akt heroik. *Kanë bërë (U,ëjnë) heroizma. Periudhë plot heroizma.*

HERSHEM,~I *m. krahin.* 1. Mot i keq me shi e me furtunë. *Bën hershem.* <2. *fig.* Vrull. *E bëri punën me hershem.*

HERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka të bëjë me fillimin e një periudhë historike: që u takon ditëve të para të një stine, të një moshe etj. *Mesjeta e her-shme. Ngricat e hershme të dimrit. Në djalërinë e hershme.*

*2.* Që ka të bëjë me një periudhë shumë të Iargët, që! i përket lashtësisë, i lashtë, i moçëm; që ka qenë shumë kohë me pare, që ka ndodhur në të kaluarën e |largët; i dikurshëm. *Ngjarje (nclodhi) e hershme. Njerëzit e hershem. Qytetërimi i hershem. Kultura e hershme. Këngë e hershme. Që në kohë të hershme. M^hledhësit e hershem të folklorit shqiptar. Zakon i hershem. Kala e hershme. Slonedhë (qeramikë) e hershme. Veshje e hershme.*

3. Që fillon a vjen me përpara se zakonisht (për stifiët e motit); që bëhet me përpara se zakonisht; *ku'nd.* i vonë. *Pranverë (vjeshtëj e hershme. Dimër i hershem. Plugim i hershem. Mbjellje e hershme.*

4. Që rritet e zhvillohet në një kohë të shkurtër dhe përpara llojeve të tjera, që bëhet a mbillet herët, që:jep prodhim a që piqet më parë se Ho jet e tjera (për pemët e perimet); *kund.* i vonë. *Miser (grurë, orizj i hershem. Perime fdomate, patate) të hershme. Fik i hershem. Dardhë e hershme. Farishte (fidane) të hershme.*

HERSHIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes HERSHOJ. *Hershimi i punës. Hershimi i lopës (i pelës).*

HERSHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i hershem (për birhët, prodhIrnft etj.). *Hershmëria e domateve. Her-shmëria e dhenve (e dosave). Hershmëri në mbjellje (në\ mbirje, në vjelje). Siguron hershmërinë.*

HERSHOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj një punë herlët, e bëj diçka para kohës së zakonshme.

2. edhe *jokal.* Pjell para kohe (zakonisht për kaf-shët). *Hershoi lopa (pela). E hershoi viçin.*

HERR,~I *m. sh.* ^A, ~AT. Shkurtabiqi (si figure në përrallat popullore shqiptare). *la punoi herri beut.*

HERR *kal,* ~A, ~Ë. *shih* HARR. HERRE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* HERR,~I.

HERRTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Harrës.

HESAP,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Llogari. *Hesape të vjetra. Hesapi i shtëpisë. Mban (bën) he-sapxn. Nak i doli hesapi.*

2. *thjeshtligj.* Përdoret pas një emri për të shprehur mospërfillje ose përçmim për dike a për diçka. *Budalla (kalama) hesapi. Kungull hesapi. Rrëmujë (gjullurdi) hesapi.*

*-k* Pa hesap shumë. Një hesap (është) njëlloj është. për hesapin tim... sipas mendjes sime..., për mua... për hesap të tjetrit për interes të tjetrit. Nuk i dilte hesapi *shih te* DAL. Nuk i jep hesap *ask u j t* bën si mendon a si do vetë dhe nuk përgjigjet përpara askujt, vetë shkruan vetë vulos. Tjetër hesap ai është punë (çështje) tjetër ajo. Tjetër hesap (ky)! tjetër avaz ky, na nxjerr të tjera yçkla. Shkurt hesapi- *ndërm. shih te* SHKURT. Sa s'bëhet hesap (sa me s'bëhet) aq shumë sa s'llogaritet dot, pa hesap. Bëj hesap sa... merre me mend sa... përfytyro sa... I hyri në hesap *dikujt* a) është përzier në punët e dikujt; b) mori, përvetësoi diçka që i takonte një tjetri, përfitoi në kurriz të një tjetri. Nuk hyn në hesap *dikush a diçka* nuk llogaritet fare, s'vlen. Ka hesap *diçka* ia vlen, ka leverdi. I kërkoi hesap për *diçka* kërkoi të përgjigjet, të japs llogari për një detyrë që i ka ngarkuar, për një çështje etj. I lau (i qëroi) hesapet *me dike shih te* LAJ *j.* I ndau (i qëroi) hesapet (llo-garitë, lakrat) *me dike shih te* NDAJ. I ndreqi hesapet *me dike shih te* NDREQ. S'e vë (fare) në hesap *dike a diçka* nuk e përfill fare, nuk e merr parasysh, nuk e llogarit; e nënvlerëson, e për-çmon. I vjen pas hesapit (për hesap) i leverdis, i inte-reson. Nuk zihet në hesap nuk vlen diçka, nuk llogaritet fare. I ka bërë hesapet (Hogaritë) pa hanxhinë *shih te* HANXHI,~U. I bën hesapet kaluar *shih te* KALUAR 3. S'më hyn gjë në hesap (në qese) *shih te* QESE,~JA. Hesapi i shtëpisë nuk del në pazar *fj. u.* a) njeriut nuk i del gjithnjë ashtu siç e ka menduar me pare; b) thuhet edhe për të theksuar se

çështjet e brendshme të familjes nuk është mirë të merren vesh nga të tjerët.

HESË,~A *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Haje; zahire. *Hesa e vitit. Hesa e bagëtive (e kafshëve). Gatit (bëj) hesat.*

HESHT *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Pushoj së foluri, nuk flas me; nuk flas; nuk nxjerr asnjë zë nga goja; nuk bëj asnjë zhurmë, nuk nxjerr asnjë tingull. *Heshti për pak kohë (një cope here). Ata e pyesnin, aiheshtte. Hesht, mos qaj! S'ka heshtur kurrë. Kush nuk di të heshtë, nuk di edhe të flasë. fj. u.*

*2. vet. veta III.* Ndërpret punën a nuk lëviz me; pushon, nuk ndihet me (zakonisht për mjete e sende të tjera që bëjnë zhurmë ose nxjerrin tinguj). *Ma-kineritë (tezgjahët) nuk heshtin asnjë cast. Heshti ora. Heshti radioja. Heshti artileria (mitralozi). Pylli heshtte. Shiu heshti.*

3. E mbaj të fshehtë diçka, nuk tregoj për një gjë që e di, nuk e nxjerr ate që di. *Hesht, mos trego! Ai ka heshtur për gjithçka. Ata heshtën përpara torturave.*

*4. fig.* Nuk i them hapur mendimet; e duroj a e kaloj pa e vënë re një çështje ose një veprim të pa-drejtë, nuk ngre zërin, nuk kundërshtoj. *Nuk hesht kur shkelen ligjet. Tërë jetën ka heshtur ajo grua. Kur flet klasa hesht burokratizmi. Nuk duhet të heshtim për këtë çështje.* 5. Nuk jap të dhëna për dike a për një çështje, nuk e përmend, nuk e zë në gojë, nuk tregoj gjë; nuk kthej përgjigje. *Agjencitë e lajmeve heshtin. Hesh-tin burimet arkivore. Ne i shkruanim letra, por ai heshtte.*

•*k* Historia hesht për *it i ç k a shih te* HISTORI, ~A.

HESHTAK,~E *mb.* Që është i hollë, i gjatë e me majë si heshtë. *Gjethe heshtake.*

HESHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Luftëtar i armatosur me heshtë, ai që luftonte me heshtë, heshtë-mbajtës, shtizar. *Heshtarët e Skënderbeut. Sulmi i heshtarëve.*

HESHTAS *ndajf.* Heshtazi.

HESHTAZI *ndajf.* 1. Pa folur aspak; pa nxjerrë asnjë zë nga goja, në heshtje. *E shikonte (e dëgjonte) I heshtazi. Lexon heshtazi. E ijortoi heshtazi. Qante heshtazi. Lf ndanë heshtati.*

*2.* Pa bërë zhurmë. *Shiu binte heshtazi.*

3. edhe *fig.* Pa folur e pa u ankuar; pa bërë fjalë, pa kundërshtuar fare, pa e ngritur zërin për diçka të padrejtë. *bindej heshtazi. E pranoi heshtazi.*

4. *fig.* Pa ia vënë veshin diçkaje, pa i kushtuar vë-mendje, në heshtje. *E kaloi heshtazi.*

HESHTË,~A *f. sh.* ~A, ~AT *vjet.* Armë e bërë me një dru të gjatë e me majë të hekurt, që përdorej në sulm për të shpuar; shtizë. *Maja e heshtës. Së trajtë heshtë. E shpoi Me heshtë.*

HESHTËMBAJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *hist.* Hesh-tar, shtizar.

HESHTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Heshtje; qetësi. *Heshtim i rëndë. Mban heshtim.*

HESHTJE,~A . I. Veprimi sipas kuptimeve të foljes HESHT.

2. Qetësi, mungesë e çdo zëri, tingulli a zhurme. *Heshtje e plotë (e thellë). Heshtje e gjatë (e shkurtër). Heshtje varri. Një minute heshtje. Theu (prishi) heshtjen. Ra në heshtje. Dëgjonin në heshtje.*

3. *gjuh.* Ndalesë, pauzë. *Pikat e heshtjes.*

E lë në heshtje *diçka* nuk e prek, nuk e zë në gojë a nuk e përmend; nuk merrem me një çështje për ta zgjidhur, e lë mënjanë.

HESHTJERËNDË *mb. poet.* Që e ka mbuluar një heshtje e thellë, ku s'pipëtin asgjë; që rri në heshtje dhe është shumë i ngrysur; që është mbuluar nga hesht-ja e plotë. *Njeri heshtjerëndë. Në pyjet heshtjerëndë. Rri heshtjerëndë.*

HESHTOR,~E *mb.* Që është i gjatë e me majë si heshtë. *Rrënjë heshtore. Gjethe heshtore. Fara hesh-tore.*

HESHTUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk net shumë, që nuk është i prirur të flasë; që nuk nxjerr zë. *Njeri (djalë) i heshtur. Grua e heshtur. Është (rri) i heshtur.*

*2.* Që është i qetë e pa zhurmë, që ka qetësi. *Rrugë e heshtur. Vend (pyll) i heshtur. Qytet i heshtur. Shtëpi (dhomë) e heshtur.*

3. Që bëhet pa fjalë, që nuk shoqërohet me fjalë; që merret vesh vetvetiu a tërthorazi, që nënkuptohet në heshtje. *Marrëveshje (përkrahje) e heshtur. Po-him (pëlqim, miratim, mohim) i heshtur. Pyetje e heshtur.*

4. Që nuk shfaqet, që nuk del në shesh, që është i fshehur ose vepron pa u dukur e pa zhurmë, i fshehtë. *Njeri i heshtur. Mall i heshtur. Sëmundje e heshtur* sëmundje që nuk ka shenja të dukshme. *Luftë e heshtur. Hero i heshtur shih te* HERO,~I i.

5. *Përd. em. m.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Fo-lën edhe të heshturit.*

HETEROGJEN,~E *mb. libr.* Që ka veti a tipare të ndryshme nga burimi e nga përmbajtja; që për-bëhet prej njësish a prej pjesësh të ndryshme nga na-tyra e tyre, që është formuar prej llojesh të ndryshme; i përzier; *kund.* homogjen. *Trup heterogjen. Lëndë heterogjene. Me përbërje (prejardhje) heterogjene.*

HETlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes HETOJ. *Hetim gjyqësor. Hetim po-pulior. Hetim i përgjithshëm (paraprak). Hetimi i çështjes. Organet e hetimit. Komisioni i hetimeve, Bëj hetime.*

HETIMOR,~E *mb. drejt.* Që ka të bëjë me he-timin e rrethanave në të cilat kryhet një krim ose kundërvajtje penale, që lidhet me hetimin e një çësht-jeje nga organet e drejtësisë, i hetimit; që merret me hetimin e një vepre penale. *Veprim (akt) hetimor. Pyetje hetimore. Procesi hetimor. Metodat hetimore. Komisioni (grupi) hetimor. Organet hetimore. Nga ana hetimore.*

HETOHET. *Pës. e* HETOJ.

HET OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kërkoj të gjej a të zbuloj diçka, duke u nisur nga disa të dhëna pa-raprake, e shqyrtoj diçka sipas të dhënave që njoh dhe mbledh edhe të dhëna të tjera për ta sqaruar pu-nën më tej, bëj hetimin e diçkaje. *E hetoi punën mirë.*

*2. drejt.* Shqyrtoj rrethanat në të cilat është kryer një krim ose një kundërvajtje penale. *Hetoj një çështje penale.*

3. Shikoj me vërejtje dike a diçka, vëzhgoj (za-konisht për të zbuluar diçka). *Hetoj vendin (rrugët). E hetoj me sy. E hetoj në fytyrë. E hetonte nga dri-taret. Hetoj përreth.*

4. Vërej i pari një njeri a një send dhe kuptoj diçka; vë re dike a diçka, diktoj. *Nuk e ka hetuar kush. Pa e hetuar njeri.*

HETUES,~I *m. sh.* ~; ~IT. 1. Ai që kërkon të gjejë a të zbulojë diçka duke u nisur nga disa të dhëna paraprake, ai që shqyrton diçka sipas të dhënave që njeh dhe i plotëson këto më të dhëna të tjera për ta sqaruar punën më tej, ai që bën hetimin e diçkaje.

2. *drejt.* Punonjësi i hetuesisë, që merret me shqyr-timin e rrethanave në të cilat është kryer një krim ose një

kundërvajtje penale; *vjet.* gjyqtari që merrej me hetimin e një çështjeje gjyqësore. *Hetuesi i çësht-jeve penale. Puna (detyra) e hetuesit.*

HETLES,~E *mb.* 1. Që kërkon të gjejë a të zbulojë diçka, që heton; që bëhet me vëmendje të ve-çantë, i vëmendshëm. *Shikim (vështrim) helues. Me sy hetues,*

*2. drejt.* Që merret me hetimin e një çështjeje gjyqësore. *Organet hetuese. Komisioni hetues. Gjykatësi (gjyqtari) hetues. vjet.*

HETUESI,~A. *sh.* ~, ~TË *drejt.* Organ shtetëror që merret me shqyrtimin e rrethanave në të cilat është kryer një krim ose një kundërvajtje penale; zyra ekëtij organi. *Organet e hetuesisë. Veprimet e hetuesisë. E ndjck hetuesia. E çoi (e thirrën) në hetuesi. Është në hetuesi. U kthye nga hetuesia.*

HEU *pasth.* 1. Përdoret kur shprehim dhimbje të niadhe ose keqardhje të thellë për dike a për diçka. *Heu, ç'e paska gjetur! Heu, i shkreti ai!*

2. Përdoret kur shprehim një habi të madhe para një të papriture ose për diçka jo të zakonshme. *Heu, sa shpejt erdhi! Heu, ç'male të larta!*

3. Përdoret kur shprehim gëzim të madh ose ad-rnirim të thellë për diçka. *Heu, ç'na kënaqi! Heu, të, lumtë, Parti e Punës !*

HË,~NI *pasth. bised.* 1. Përdoret kur duam të nitim dike për një veprim, kur duam t'i japim ze-m;ër dikujt etj. dhe i përgjigjet kuptimit të fjalëve "jepi!, forca!, nisja!". *He, fol! He de, fillo tani! He, se\ e bën ti! He, djalë i mbarë, shko tani! Pa he, na e,trego tani! He, edhe pak! Hëni more! Po hëni de, se na zuri nata!*

*2.* Përdoret për të forcuar një urdhër a një qortim. *He, ulu tani! He, rri këtu! He, mos fol! He, mos luaj nga vendi! He, mos çaj kokën! thjeshtligj.*

3. Përdoret kur shprehim habi, zemërim, kënaqësi a pakënaqësi ose një ndjenjë tjetër (ironi, tallje, mpspërfillje etj.) për dike a për diçka. *He, ç'paska qe'në ai! He, po të me bjerë në dorë edhe një here. E pd, he de, këtë doja unë. He, kur të vij këtu do ta rre-gulloj mirë! He, se e di unë! He, sa mirë ta bëri! He ç'hgatërresa me ka nxjerrë! He, s'të pëlqeu?! He, ç'na the! He, mos u tall! He, me qafsh!*

*4. përd. pj.* Përdoret në fjalitë pyetëse për të për-forcuar pyetjen; përdoret kur bëjmë një pyetje me njëfarë dyshimi, habie etj. *He? Si the? He, e more? He, si të doli? Ç'u bëre de, he? Pse me shikon kështu, he? Të vjen keq, he? Nuk do, he? He pra, ç'kërkon? Po, ti, pse i mban anën, he?*

5. Përdoret për të forcuar një mohim a një kun-dërshtim, kur ngulim këmbë për diçka etj. *S'dua të vete, he! Nuk e bëj, he! S'vij me ty, he! për inatin tend, he!*

*6. përd. pj.* Përdoret kur shprehim një veprim që shtyhet, që pritet të ndodhë nga dita në ditë a nga një cast në tjetrin; përdoret kur shprehim një veprim që I mezi bëhet. *He sot, he nesër. He ta hap këtu, he ta kap atje. He të bjerë andej e he të bjerë këtej. He aty, he këtu.*

7. *përd. ndajf.* Përdoret e përsëritur me kuptimin "ca nga ca" (sidomos në tregimet e përrallat popullore).' *He, he, arritën. He, he, shkuan \ite.*

8. *përd. lidh. krahin.* Ose... ose, ja... ja. *Hi e bëka, he s'e bëka, ata nuk e besojnë me. He vjen, he nuk vjen, ai duhet lajmëruar.*

•*k* Ja që he *thjeshtligj. shih te* JA.

HËM *pasth. bised. I.* Përdoret kur shprehim zemërim, pakënaqësi, mosbesim, dyshim ose ironi për një: njeri ose për veprimet e tij. *Hëm! Kërkon të ikë prej këtej! Hëm! Dhe me qortojnë për këtë gjë. Hëm! Qenke edhe brisk nga goja! Hëm, e di unë ç'do ti!*

2. Përdoret kur shprehim vështirësinë që ndiejmë për të bërë një punë ose kur shprehim gjendjen e pa-vendosur përpara se t'ia nisim diçkaje. *Hëm! Si t'ia bëj? Hëm, s'kam si ia bëj kësaj pune.*

HËNABRENDA *ndajf.* Në kohën kur nuk ka dale ende hëna, kur s'ka lindur hëna; *kund.* hënajashtë. *Hënabrenda s'e sheh rrugën.*

*k* Jane parë hënabrenda shkojnë mire njëri me tjetrin, e duan njëri-tjetrin.

HËNAJASHTË *ndajf.* Në kohën kur ka dale hëna, kur ka lindur hëna; *kund.* hënabrenda. *Nuk e punonte token hënajashtë. Nuk e hante grurin e ri (fasulen e re) hënajashtë* (sipas besëtytnive).

*k* Jane parë hënajashtë nuk shkojnë mirë njëri me tjetrin, nuk e duan njëri-tjetrin, nuk duan ta shohin me sy njëri-tjetrin.

HËNAKEQ *ndajf.* Hënaprapë. *Jane parë hënakeq* janë parë hënajashtë.

HËNAPRAPË *ndajf.* Në një kohë të papërshtatsh-me, në një kohë të keqe (thuhet, sipas besëtytnive, kur njerëzit nuk shkojnë mirë njëri me tjetrin); hënajashtë. *V takuan hënaprapë. Janë parë hënaprapë* janë parë hënajashtë.

HËNË,~>A . 1. edhe *astr.* Trup qiellor që rrotu-llohet si satelit rreth Tokës, e merr dritën nga Dielli dhe ndriçon natën; pamja e këtij sateliti nga Toka. *Hëna e re (e vjetër, e plotë, e ngrënë, e zbehtë). Hënë pesëmbëdhjetëshe. Drita e hënës. Disku (drapri) i hënës. Vlja në Hënë. Zënia e Hënës. Eklipsi i Hënës. Nate pa hënë. Me hënë poshtë* kur hëna është duke u zvogëluar. *Me hënë përpjetë* kur hëna vjen duke u rritur. *Doli hëna. Hahet (zvogëlohet) hëna. Mbushet hëna. Rihet hëna* del hëna e re.

2. *vjet.* Muaj i llogaritur sipas cIklit të Hënës (rreth 28 ditë). *Hëna e janarit. Është në hënë të fëmijës* është në muajin e fundit të shtatzënësisë.

*k* Ka rënë nga hëna *iron,* është i rrallë, s'ia gjen shokun në tokë (për të qesëndisur me dike). Një here në hënë shumë rrallë, rrallë e për mall. Me hënë (me hënëz) të mirë në gjendje shpirtërore të mirë. Kërkon hënën ka shumë teka, kërkon edhe të pamundu-rën. Leh në hënë bën zhurmë kot për diçka, sepse askush s'ia vë veshin as s'ia ka frikën. Lenin si qentë në hënë (në hënëz) *keq. shih te* HËNËZ, ~A. Njeri me hënë (me hënëz) njeri që gjendet shpirtërisht here mirë e here keq, pa pasur ndonjë arsye të dukshme; ai që nuk vepron përherë njëlloj e drejt, njeri që është me ore, ai që vepron si të ndodhet; njeri me shumë teka. Janë parë me hënë të keqe janë parë hënajashtë. Janë parë me hënë pisk janë parë hënajashtë. E shikon (e vështron) si ujku hënën *shih tek* UJK,;-'Ui.E ka bërë lëmë me Iëmë e hënë me hënë *shih te* LËME,~'I. Puna e hënës *euf.* sëmundja e tokës, eptlepsia. Sëmundja (lëngata) e hënës *mjek.* sëmundja e tokës, epilepsia.

HËNË,^A (e) *sh.* ~-A, ~AT (të). Dita e parë e javës, që vjen pas së dielës. *Dita e hënë. Të hënën e kaluar. Të hënën që vjen. Të hënën pasdreke. Të hënë për të hënë. Çdo të hënë.*

HËNËPLOTË,~A . Hëna e plotë kur i ka mbu-shur katërmbëdhjetë ditë.

HËNËPLOTË *mb. poet.* Që ndriçohet nga hëna e plotë, që ka hënë të plotë. *Netët hënëplota.*

HËNËZ,~A. 1. *zvog. epërk.* e.HËNË,~'A. *Drita e hënëzës.*

*2.* edhe *sh.* ~A, '~'AT *zool.* Peshk i madh me trup të shtypur e me bark të bardhë, që jeton zakonishtnë thellësi të detit dhe ushqehet me peshq të tjerë të vegjël.

3. *fig. mospërf.* Ai që vepron verbërisht si i thonë të tjerët, hija e dikujt. *Ka qenë hëniza e tij.*

4. Diçka në trajtë të lakuar; pjesë e ndarë prej diçkaje në trajtën e hënës. *Hënëza e derës* qcmeri, harku i derës. *Hënëz buke* cope e ndarë prej anës së një buke të rrumbullakët, vetull buke. *Hënëza e ma-kinës qepëse* pjesë e makinës qepëse, që mban drugën.

•*k* Në hënëz *thjeshtligj.* kot me kot, në tym (për dike që flet për diçka pa ditur asgjë). Doli në hënëz doli i humbur në diçka; mbeti fare pa gjë, doli në diell. Një here në hënëz një here në hënë. Me hënëz (me hënë) të mirë *shih te* HËNË,~A. Njeri me hënëz (me hënë) *shih te* HËNË,~A. Lehin si qentë në hënëz (në hënë) *keq.* thërrasin shumë, bërtasin më të madhe.

HËNGRAjfr *thj.* e HA.

HËNOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dash a cjap i patredhur, që mbahet për ndërzim. *Hënori i tufës.*

*2.* Ai që sillet me teka, njeri me hënë, njeri me ore.

3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Dash (cjap) hënor. Njeri hënor.*

HËNOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me Hënën, që i përket Hënës, i Hënës; që ndodhet a ndodh në Hënë; që i ngjan sipërfaqes së Hënës. *Lëmshi hënor. Gjysmë-rruzulli hënor. Eklipsi hënor. Vullkan (krater) hënor. Pamje hënore.*

*2.* Që matet sipas rrotullimeve të Hënës rreth Tokës ose sipas ciklit të saj të plotë. *Muaj hënor. Ditë hënore. Vit hënor. Kalendari hënor.*

3. *poet.* Që ndriçohet nga hëna, që është me hënë. *Nate (mbrëmje) hënore.*

*4. fig.* Që është i zbehtë ose i rrumbullakët si hëna. *Fytyrë hënore.*

HËPËRHË *ndajf. bised. për* pak kohë, përkohësisht; tani për tani, dora-dorës. *E pranoi hëpërhë. Heshti hëpërhë. Qëndroi hëpërhë. Hëpërhë e bëj vetë. Hëpërhë është mirë. Hëpërhë po e lëmë. Hëpërhë s'di ç'të them. Hëpërhë nuk duket. Hëpërhë nuk merr pjesë.*

HËPËRHËSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* Që bëhet a që zgjat për pak kohë, i përkohshëm; i tani-përtanishëm, i sotëm. *Mbledhje e hëpërhëshme. Punë e hëpërhëshme. Rreziku i hëpërhëshëm. Gjendja e hëpërhëshme.*

HI,~RI *m. 1.* Pluhuri i lehtë që mbetet pasi digjet krejt diçka. *Hiri i zjarrit. Hiri i duhanit. Hi druri (letre). Hiri i kufomës. Hiri i vatrës (i sobës). Ngjyrë hiri* ngjyrë e hirtë. *Finjë me hi. Mbledh (grumbulloj) hirin. E plehë-rojnë me hi. Heq (fshij) hirin. Mbuloj zjarrin me hi. Pjek në hi.*

*2.* Pluhur që ngjan me mbeturinat pas djegies së diçkaje. *Hi vullkanik* pluhur që formohet nga ngurtë-simi i cirkave të laves së vullkanit. *Hiri i Hënës* pluhur që mbulon sipërfaqen e Hënës.

3. Hith. *Hiri i hardhisë (i vreshtave). Hiri i bimëve. Hiri i duhanit (i panxharit, i specit, i mollës, i dushkut). Sëmundja e hirit. I ka rënë hiri.*

4. edhe *fig.* Pluhuri i kufomave, kufoma; kujtimi i lë vdekurve. *Hiri i të parëve. U ngjall nga hiri i vet. mil.*

•*k* Me krye në hi në gjendje te pikëlluar e të mjerë. E bëri hi (hi e pluhur, shkrumb e hi) *d i ç k a* a) e dogji
a e shkretoi krejt diçka; b) e sosi krejt diçka, s'la gjë me, e përlau të gjithë. E mbuloj në hi (e ngroh në hi) e mbaj të fshehtë e nuk e shfaq një ndjenjë a një mendim. Prush në hi (në tokë) *shih te* PRUSH,~I. E bëri gur e hi *d i ç k a shih te* GUR,~I. Bën kulaç në hi bën petulla me ujë, e bën të mbaruar diçka që s'mund të bëhet. Flet (qit) dokrra në hi *shih te* DO-KËRR,~RRA. Rri si shushunja në hi *shih te* SHUSHU-NJË,~A. I hodhi hi (pluhur) syve *dikujt* e gënjeu, e mashtroi duke ia paraqitur punët ndryshe nga ç'janë. Mos pjektë dy bukë në një hi! *mallk. shih te* BUKË,~A. Shtie (qëllon) në hi është frikacak i madh.

HIBRID,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot., zool.* Bimë a kafshë me tipare të veçanta, që del nga kryqëzimi i dy Ilojeve a i dy racave të afërta. *Hibrid i dyfishtë. Hibrid misri. Hibrid duhani. Hibridi i plepit. Hibridet e pulave. Farishtja e hibrideve. Mushka është hibrid.*

HIBRID,~E *mb. bot., zool.* Që ka dale nga kryqëzimi i dy Ilojeve a i dy racave të afërta (për bimët e kafshët). *Bimë hibride. Miser hibrid. Duhan hibrid. Kafshë hibride. Pula hibride. Fare hibride. Fidan hibrid.*

HIBRlDIZtM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot., zool.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HIBRIDIZOJ, HIBRIDIZOHET. *Hibridizim natyror (artificial). Hi-bridi:imi i Ilojeve. Hibridizimi i bimëve. Hibridizimi i misrit (i duhanit). Hibridizimi i farërave (i fidaneve). Hibridizimi i kafshëve (i gjedhit, i pulave). Periudha e hibridizimit. Metoda e hibridizimit*'.

HIBRIDIZOHET *vetv. bot., zool.* 1. Kryqëzohet një lloj a një race me një lloj a me një race tjetër të afërt që të nxirret një lloj a një race me veti e tipare të reja (për bimët e kafshët). *Ka bimë që nuk hibridi-zohen.*

*2. Pës. e* HIBRIDIZOJ.

HIBRIDIZOJ *kai,* ~OVA, ~UAR *bot., zool.* Kryqëzoj dy Uoje ose dy raca të afërta bimësh a kaf-shësh për të nxjerrë një lloj a një race me veti e tipare të reja. *Hibridizoj misrin (duhanin). Hibridizoj kafshët (bagëtitë).*

HIBRIDIZUAR (i,e) *mb. bot., zool.* Që është nxjerrë nga kryqëzimi i dy Ilojeve a i dy racave të afërta, që është nxjerrë me anë të hibridizimit. *Bimë (kafshë) e hibridizuar. Fare e hibridizuar.*

HIÇ,~I *m.* 1. Mungesë e plotë e gjithçkaje, gjendja kur s'ka asgjë; zbrazëti e plotë. *Nga hiçi në hiç. Filloi (u nisj nga hiçi. S'delgjë nga hiçi.*

*2.* Mungesa e plotë e vlerës, gjendja kur s'ka asnjë cilësi të mirë a vlerë; diçka që s'ka fare vlerë a ndonjë rëndësi. *Njeri i hiçit* njeri pa asnjë vlerë e pa ndonjë rëndësi. *Është një hiç.*

\+ Hiç me hiç as fitoi as humbi kush gjë. Pesë me hiç *thjeshtligj.* pa ndonjë përfundim. pa ndonjë re-zultat të vlefshëm; asgjë; bosh. Shkëmben hiçin me pluhur *shih te* PLUHUR,~I.

HIÇ *ndajf. bised.* 1. Aspak, fare. *S'e di hiç. Hiç mos u çudit! Hiç mos u tremb! Hiç mos iu ndajf Nuk kam hiç frikë. S'është hiç ashtu. Hiç nuk e do.*

*2.* Asnjëherë, askurrë. *O sot, o hiç! Nuk vjen hiç. Nuk c shoh pothuajse hiç.*

HIC *pakuf.* 1. Asgjë. *S'ka hiç fare. S'është hiç fare kjo, ka edhe me keq!* Q — *Ç'po shikon andej?— Hiç!*[1] EL Q — *Ç'ëshë ajo letër? — Hiç, nënë!* Q. D *Si hiç? Ma jep ta shoh!* □•

2. *si mb.* ~E. Bosh. *Gjë (punë) hiçe.*
HIÇASGJË *pakuf. bised.* Asgjë fare. për *hiçasgjë. I duket hiçasgjë.*
HIÇGJË *pakuf. bised.* Asgjë. *Nuk humbet hiçgjë. Ifuk kishte hiçgjë. U zemërua për hiçgjë.*
HIÇGJËKAFSHË *pakuf. bised.* Asgjëkafshë. *Nuk është hiçgjëkafshë.*
HIÇGJËKUND dhe HIÇGJËKUNDI *ndajf. bised.* Asgjëkund. *Hiçgjëkund nuk vete.*
HIÇGJËSEND dhe HIÇGJËSENDI *pakuf. bised.* Asgjësend. *Zemërohej për hiçejësendi.*
HIÇMOSGJË\^*pakuf. bised.* Asgjë. *E ka rrezikun për hiçmosgjë. E humbi për hiçmosgjë.*
*it për* hiçmosgjë a) pa asnjë shkak, pa ndonjë arsye të kotë, kot; b) shumë lire, falas. E ka për biçmosgjë e bën si pa gjë të keq, s'i bën fare përshtypje.
HIDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Dru frutor me degë të shtrembra e plot gjemba, me gjethe të vogla, vezake e me dhëmbëza anash, që bën kokrra të zgja-tura si ulli, të cilat kur piqen bëhen ngjyrëkafe në të kuq e të ëmbla; kokrrat e kësaj bime që hahen; xinxife.
HIDËR,~RA. *sh.,* ~RA, ~RAT. 1. *zoo!.* Kafshë shumë e vogël, pa shtyllë kurrizore, me trupin si qese ejzgjatur, që ka në njërën anë gojën me disa fije të hblla e të përkulshme dhe që jeton në ujëra të qeta të| lumenjve ose nëpër pellgje. *Hidra e ujit të ëmbël.*
2. *mil.* Përbindësh ose gjarpër i madh me shumë koka, të cilat, sipas mitologjisë, rriteshin përsëri po t'i prisje.
3. *fig.* Force armiqësore që duhet goditur vazhdi-misht sepse nxjerr përsëri krye për të vepruar. *Hidra fashiste. Hidra e kundërrevotucionit.*
HIDRAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim. shih* HIDRO-KSID,~I.
HIDRAULIK,~U *m. sh.* ~E, ~ET. Punëtor që merret me vendosjen dhe me ndreqjen e pajisjeve e |të gypave të ujit nëpër banesa, nëpër ndërtesa indus-triale et j.; specialist për punimet hidraulike. *Hidrauliku i ndërmarrjes. Reparti i hidraulikëve.*
HIDRAULtK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me hidra-ulikën, që i përket hidraulikës, i hidraulikës. *Punime hidraulike. Pajisje hidraulike. Studimet hidraulike.*
12. Që vihet në lëvizje me anë të trysnisë së lëngjeve; që nxirret a që bëhet me anë të trysnisë së ujit; që srjfrytëzon energjinë e ujit. *Makinë (presë) hidraulike. Motor (vinç) hidraulik. Tërheqje (goditje) hidraulike. Metoda hidraulike e nxjerrjes së torfës.*
3. *shih* UJOR,~E.
Dash hidraulik *tek. shih te* DASH,~I. Grusht hidraulik *tek. shih te* GRUSHT,~I.
HIDRAULIKË,~A Shkenca që studion ligjet e lëvizjes së ujërave, si edhe mundësitë e zbatimit të tyre në lëmin e ekonomisë. *Hidraulike lumore (liqe-nqre, detare).*
HIDRIK,~E *mb. libr. shih* UJOR,~E.
HIDRO- *fjalëform. libr.* Pjesa e parë e fjalëve të për-bëra, që ka kuptimin "i ujit, i ujërave, që ka të bëjë me ujin, që punon me ujë, ujor" (p.sh. hidrobiologji, hidrocentral, hidrodinamikë, hidrokimik, hidronyjë, hidroplan, hidroteknikë, hidroterapi etj.).
HIDROCENTRAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Central që prodhon energji elektrike duke shfrytëzuar fuqinë e rënies së ujit, central hidroelektrik. *Hidrocentral i madh (i vogël). Hidrocentrali "K. Marks" ("Lenin"). Hidrocentrali i Vaut të Dejës (i Fierzës "Drita e Par-tisëf>).*
HIDROELEKTRIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me pro-dhimin e energjisë elektrike nga hidrocentrale, si edhe me shpërndarjen e me shfrytëzimin e saj; që prodhon energji elektrike duke shfrytëzuar forcën e rënies së ujit. *Vepër hidroelektrike. Stacion hidroelektrik. Rrjeti hidroelektrik. Central hidroelektrik* hidrocentral.
HIDROENERGJETIK,~E *mb.* Që lidhet me forcën e ujit për prodhimin e energjisë elektrike; që shfrytëzon forcën e rënies së ujit për prodhimin e energjisë elektrike. *Burimet hidroenergjetike. Vepër hidroenergjetike. Stacion hidroenergjetik. Industria hidroenergjetike.*
HIDROFIL,~E *mb. spec.* Që e thith ujin; që kër-kon ujë ose lagështi; që rron në ujë të ndenjur; la-gështidashës. *Pemë hidrofile. Lëndë hidrofile. Pambuk hidrofil. Kafshë hidrofile.*
HIDROGJEN,~I *m. kim.* Elementi me i lehtë kimik, zakonisht në trajtën e një gazi pa ngjyrë, pa erë e pa shije, që, kur bashkohet me oksigjenin, for-mon ujin (simboli H). *Hidrogjen i lëngët. Hidrogjen i rëndë. Atomi i hidrogjenit. Djegia e hidrogjenit. Ve-titë fizike dhe kimike të hidrogjenit. Bombë me hidrogjen.*
HIDROKARBUR,~l *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Bash-kim kimik që përbëhet vetëm prej karbonit dhe hidrogjenit, karburi i hidrogjenit; *vet. sh.* klasa e bashkimeve të tilla kimike, ku bëjnë pjesë nafta, benzina, vajguri, bitumi, parafina, kauçuku etj. *Hidrokarbur i thjeshtë (natyror). Hidrokarbur i ngopur (i pangopur). Për-zierje hidrokarburesh.*
HIDROKSID,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Trup që del nga bashkimi kimik i oksidit të një metali me ujin. *Hidroksidi i aluminit >(i potasit, i natriumit, i magnezit, i kalciumit, i hekurit, i zinkut). Hidroksidet e metaleve.*
HIDROLlZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *kim.* Zbërthimi i bashkimeve joorganike me anë të ujit ose i bashkimeve organike me anë të acideve a të alkaleve të ho-lluara me ujë. *Hidroliza e kripës (e celulozës, e ami-donit). Metoda e hidrolizës. I bëj hidrolizën.*
HIDROLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me studime në fushën e hidrologjisë, specialist në hidrologji.
HIDROLOGJI,~A . Shkenca që studion ujërat e rruzullit tokësor, vetitë e tyre dhe qarkullimin e ujit në natyrë. *Hidrologjia e përgjithshme. Hidrologjia e Tokës. Hidrologjia e lumenjve (e liqeneve, e kënetave). Hidrologjia e ujërave nëntokësore (e akullnajave).*
HIDROLOGJlK,~E *mb.* Që ka të bëjë me hidro-logjinë, i hidrologjisë. *Kërkime (studime) hidrolo-gjike. Kushtet hidrologjike. Hartë hidrologjike. Ek-speditë hidrologjike. Regjimi hidrologjik i një rajoni.*HIDROMAT, ~I *m.* Bojë e cilësisë së mirë në trajtë pluhuri, që tretet në ujë e hidhet në lëngun e gëlqeres për të Iyer muret dhe që është më e qëndrue-shme se bojërat e tjera. *Hidromat blu (i kuq, i verdhë). Lyej me hidromat.*
HIDROMETEOROLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT.
Ai që merret me studime në fushën e hidrometeoro-logjisë, specialist në hidrometeorologji.
HIDROMETEOROLOGJI,~A . Fushë studi-mesh e kërkimesh që merret me problemet e hidrolo-gjisë e të meteorologjisë. *Instituti i hidrometeorolo-gjisë.*
HIDROMETEOROLOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me hidrometeorologjinë, i hidrometeorologjisë. *Shërbimi hidrorneteorologjik. Studimet hidrometeoro-logjike.*
HIDRONYJË,~A . *sh.* ~A, "-AT *hidrol.* Tërësia e ndërtimeve, e veprave të posaçme (si hidrostacionet,

kanalet etj.) dhe e pajisjeve të tyre për rregullimin e ujërave, nyjë ujore.
HIDROPLAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *av.* Aeroplan me pajisje të posaçme, që ulet në ujë.
HIDROSFERË,~A . *gjeogr.* Tërësia e ujërave që shtrihen a që lëvizin në sipërfaqen e Tokës.
HIDROSTAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tek.* Sferë e madhe prej çeliku, e pajisur me mjete të posaçme për kërkime e studime në thellësitë e deteve dhe të oqeaneve, batisferë. *Zhyten me hidrostat.*
HIDROTEKNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në lëmin e hidroteknikës; punëtor që bën ndër-time të posaçme për të zgjidhur detyrat që shtron shkenca e hidroteknikës (si hapje kanalesh për ku-llimin e tokave, për ujitje, për tharjen e kënetave etj.).
HIDROTEKNlK,~E *mb.* Që shërben për të shfry-tëzuar burimet ujore ose për të penguar dëmet që mund të sjellin ujërat *Vepër hidroteknike. Ndërtim hidroteknik. Punimet hidroteknike. Sistem hidroteknik. Masat hidroteknike.*
HIDROTEKNIKË,~A Shkenca që studion vlerat e burimeve ujore, shfrytëzimin e tyre për ne-vojat e ekonomisë së vendit dhe masat që duhen marrë kundër dëmeve që mund të sjellin ujërat; degë e tek-nikës, e cila, në bazë të të dhënave të kësaj shkence, bën ndërtime të posaçme për të shfrytëzuar burimet e ujërave ose për të penguar dëmet që mund të sjellin ato. *Ndërmarrja (drejtoria) e hidroteknikës.*
HIDROTERAPI,~A . *mjek.* Mjekimi i disa së-mundjeve duke përdorur ujërat natyrore etj.
HIDHEM *vetv.* 1. Kërcej me vrull e me shpejtësi përpjetë a në një drej'tim tjetër, zakonisht pa u mbësh-tetur gjëkundi; lëshohem shpejt nga lart poshtë. *U hodh përpjetë (poshtë, përpara, anash). Iu hodh për-sipër. Iu hodh në qafë* iu turr dhe e përqafoi. *V hodh nga shkallët (nga çatia, nga pema). U hodhën nga aero-plani (me parashutë). U hodh në lumë (në det).*
*2.* E kaloj një pengesë e i dal matanë, e kapërcej, kaloj në ancn tjetër. *U hodhën matanë (përtej lumit, pciicj Ucndekut, përtej gardhit). Hidhti këtej!*
3. *bised.* Shkoj shpejt e shpejt në një vend të cak-tuar; vete diku. *Hidhej nga një fshat në një tjetër. L hodh gjer te fqinji.*
4. *fig.* la nis me vrull një pune a një veprimtarie, i pcrvishem më të gjitha forcat; veproj menjëherë kundër dikujt; futem me vrull e me shpejtësi në një mjedis të caktuar. *U hodhën në sulm (në luftë, në ak-sion). U hodhën në mes të:jarrit (të stuhisë, të tufanit). U hodh në ilegalitet. U hodhën të gjithë kundër armikut.*
5. *fig. bised.* Ngjitem një a disa shkallë me lart; kaloj në diçka tjetër, ia nis diçkaje tjetër. *U hodh në klasën c pestë (në kategorinë e shtatë). Po hidhemi në një çështje tjetër. U hodh në pikën e dytë.*
6. *fig.* Nis me shpejtësi të flas a të ndërhyj, filloj menjëherë diçka; ngrihem, kërcej. *Hidhet e flet. U hodh papritur e tha.. Mos u hidh kështu! Hidhet shpejt ai.*
7. *vet. veta HI bised.* Rritet, zhvillohet, merr shtat; harliset, azdiset. *Po hidhen misrat. Është hedhur gruri. Jane hedhur pjergullat.*
8. *Pës. e* HEDH |-,o, 12-25 • *Hidhen hapat e pare. Hidhen bazat (themelet). Nuk hidhet përroi (lumij. Hidhet në vote.*
• Hidhet (futet) në flake (në zjarr) *shih te* FLAKË, ~A. Iu hodh në grykë (në fyt) *dikujt shih le* GRY-K Ë,~A. Hidhet (kërcen) si gjel *shih te* GJEL,~I. *V* hodh (ra) në krahët *e dikujt shih te* KRAH,~U. U hodh (ra) në prehrin *e dikujt shih te* PRE-HËR,~RI $_6$. U hodh (kërceu) përpjetë a) u habit a u trondit shumë nga diçka e papritur; u tremb menjëherë; b) e kundërshtoi menjëherë diçka që nuk i pëlqeu. Hidhu në qiell (hidhu përpjetë)! bëj ç'të duash, kundërshto sa të duash, por s'ke për t'"ia dale mbanë! U hodh nga vendi *shih te* VEND,~I. Zaret u hodhën *shih te* ZAR,~11. I hidhet (i hov) gjoksi (zemra) përpjetë është gëzuar a shqetësuar shumë.
HIDHËRAK,~E *mb.* 1. I hidhur. *Mollë hidhërake. 2. fig.* Idhnak.
HIDHËRlM,~I *m. sh.* "-E, ~ET. 1. Veprimi sIpas kuptimeve të foljeve HIDHËROJ, HIDHËRO-HEM. *Hidhërimi i miellit.*
2. *fig.* Dhimbje shpirtërore që ndiejmë nga një fatkeqësi a nga fjalët e hidhura që na thotë dikush, nga padrejtësitëqë na bëhen etj.; vuajtje shpirtërore; pikëllim, brengë, helm; *kund.* gëzim. *Me hidhërim të madh (të thellë). Hidhërimet e së kaluarës. E tha me hidhërim. E bren hidhërimi.*
3. *fig.* Zemërim; mëri, inat. *Iu përgjigj plot hidhërim. Mori hidhërim me dike. Nuk mban hidhërim.*
4. *shih* HIDHËSIRË,~A,. *Hidhërimi i ullmjvc (i portokalleve, i trangullit). I heq hidhërimin.*
^ E piu gjithë kupën e hidhërimit (e mjerimit) *libr. shih te* KUPË,~A.
HIDHËROHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet i hidhur, fiton shije të hidhur. *Ishte hidhëruar mielli (dja-
thi).*
2. Me bëhet e hidhur goja, ndiej një shije të hidhur në gojë. *M'u hidhërua goja.*
3. *fig.* Vuaj ose lëndohem shpirterisht nga një fatkeqësi, nga një padrejtësi, nga fjalët e hidhura që me thotë dikush etj., ndiej një hidhërim; pikëllohem, brengosem, helmohem; *kund.* gëzohem. *U hidhërua shumë (pa masë) kur e mori vesh.*
4. *fig.* Zemërohem; marr inat me dike dhe mbaj mëri. *Ishin hidhëruar njëri me tjetrin e s'jlisnin.*5. *Pës. e* HIDHËROJ.
HIDHËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj te
hidhur diçka, i jap shijen e hidhur diçkaje. *la hidhëroi gj'uhën. Duhani ta hidhëron gojën. Ena e hidhëroi gjellën.*
*2. fig.* E bëj të vuajë ose e lëndoj shpirtërisht dike duke i sjellë një fatkeqësi, duke i bërë një padrejtësi, diike i thënë fjalë të hidhura etj., i shkaktoj një hi-dhërim; e pikëlloj, e brengos, e helmoj; *kund.* gëzoj. *E\ hidhëroi nënën. E hidhëroi me fjalë. E hidhëroi në zemër* e hidhëroi shumë. *hidhëroi shumë (së tepërmi).*
3. *fig.* E zemëroj; e inatos.
4. *vet. veta HI fig.* Të pret, të than, të hyn në palcë (për motin, të ftohtët). *Na hidhëroi sivjet acari (të ftqhtët).*
HIDHËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë i hidhur, qS ka marrë shijen e hidhur. *Ushqim i hidhëruar. Vaj i hidhëruar. E team gojën të hidhëruar.*
2. *fig.* Që është lënduar shpirtërisht nga një fatkeqësi, nga një padrejtësi, nga fjalët e hidhura që i kanë thenë etj., që ka ndier një hidhërim; i pikëlluar, i brengosur, i helmuar; *kund.* i gëzuar. *Nënë e hidhëruar.*
3. *fig.* I zemëruar; i inatosur, që mban mëri. *Ishin të hidhëruar me të.*

HIDHËRUES,~E *mb.* 1. Që e ben të hidhur diçka, që: i jep shijen e hidhur diçkaje; i hidhur; helmues. *Lëndë hidhëruese. Bimë hidhëruese.*
2. *fig.* Që të bën të vuash, që të lëndon shpirtërisht me fjalë të hidhura ose duke të sjellë një fatkeqësi a një lajm të hidhur, që të shkakton hidhërim; pi-këllues. *Fjalë hidhëruese. Ngjarje hidhëruese.*
3. *fig.* Që të zemëron; që të inatos.
~IT *bot., krahin.* Hither. -TË 1. *shih* HIDHËSIRË,
HIDHËS,~I *m. sh.* ~
HIDHËSI,~A. *sh.* ~, ~I\ i. *Hidhësia e ullinjve. 2. fig.* Hidhërim; pikëllim. *foli me hidhësi.*
HIDHËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Të qenët ihidhur, vetia e asaj që është e hidhur; lënda e hidhur e diçkaje; shija e hidhur e diçkaje. *Hidhësira e pelinit. Hidhësira e ullinjve (e trangullit, e duhanit). Hidhësira e tymit. Gjella (vera) kishte pak hidhësirë. I nxjerr (i heq) hidhësirën.*
2. *fig. shih* HIDHËSl,~A $_2$.
HIDHËT (i,e) *mb. shih* HIDHUR (i,e).
HIDHËTI,~>A *f. sh.* ~, ~TË. 1. *shih* HIDHË-SIRË,~A.
2. *fig. shih* HIDHËSl,~A.
HIDHNAKTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të lartë deri dy pë-llëmbë e me lule të bardha, që mbin në toka të pu-nuara, në djerrishta, në gërmadha, anës rrugëve etj., lulezon nga prilli deri në vjeshtë dhe bën kokrra të zeza e shumë të hidhura.
HIDHNAQ,~I *in. sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë shu-mëvjeçare kacavarëse me kërcell të drunjëzuar, me lulb në ngjyrë të vjollcës ose të bardha, që lulëzon ngi prilli deri në vjeshtë, bën kokrra vezake e të kuqe dhe përdoret si bimë mjekësore.
HIDHTAK,~E *mb.* Hidhërak. HIDHTAS *ndajf. krahin.* Hidhur.
HIDHUR (i,e) *mb.* 1. Që ka një shije të piket si të helmit, si të pelinit etj.; që ka hidhësirë; *kund.* i ëmbcl. *Kafe e hidhur. Trangull i hidhur. Bar (ilaç) i hidhur. I hidhur si helm (si pelin). E kam gojën të hidhur.*
*2. fig.* Që është plot vuajtje e mundime, që ka shumë hidhërime, që është shumë i rëndë e i vështirë. *Jetë e hidhur. Fat i hidhur. E kaluara e hidhur. Kohë të hidhura.*
3. *fig.* Që të hidhëron, që të bën të vuash shpirtërisht, që të lëndon në zemër e të mundon shumë; që të sjell hidhërime e brenga, që të shkakton vuajtje e mundime; i papëlqyeshëm, i pakëndshëm. *Fjalë e hidhur. Lajm i hidhur. Qortim i hidhur. Ngjarje (his-tori) e hidhur. E vërteta e hidhur. Me pasoja të hidhura. Përvojë e hidhur. Me përshtypjet më të hidhura.*
4. *fig.* Që hidhërohet shpejt, zemërak, hidhërak. *Njeri i hidhur.*
5. *fig.* Që shpreh vuajtje shpirtërore a hidhërim. *Lotë të hidhur. Vështrim i hidhur. Buzëqeshje (pshe-rëtinlë) e hidhur. Mendime të hidhura. Ndjenjë e hidhur. Heshtje e hidhur.*
6. *fig.* Që të pret, që të than; që mezi durohet a nuk durohet dot; i madh, i keq, i ashpër. *Të ftohtë (acar) i hidhur. Mot i hidhur. Vapë e hidhur.*
7. *si em.fr-,* ~^A (e). Diçka që ka shije të pikët si të helmit, të pelinit etj.; shija që na jep ajo; hi-dhësirë. *E hidhura e kastravecit. Nuk i ha fare të hi dhurat.*
*-k* Ka pirë kupën e hidhur *libr.* ka provuar shumë vuajtje e hidhërime, ka bërë një jetë plot vuajtje e mundime.
HlDHUR *ndajf.* 1. Në mënyrë të tillë që të shkakton hidhërim e të lëndon zemrën, duke e prekur e rën-duar dike në shpirt; rëndë, keq. *Flet hidhur. E shau hidhur.*
*2.* Me hidhërim, në mënyrë të brengosur e të pikëlluar, me zemër të lënduar. *Qantë hidhur. Buzëqeshi hidhur. I erdhi hidhur* u prek në zemër e u hidhërua nga diçka që nuk i pëlqeu, i erdhi shumë keq.
3. Me zemërim, me inat. *rrinte hidhur dikujt.*
4. më të ftohtë të madh që të hyn në palcë, ashpër (për motin). *Bëri hidhur dimri sivjet.*
HIENË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Kafshë e egër gjitare, mishngrënëse e grabitqare, me trup sa të ujkut, me qimet ngjyrë hid a të kuqërreme, që rron në vendet e shkreta të Azisë e të Afrikës dhe që ushqehet zakonisht me kërma. *Hiena laramane. Britma e hienës.*
2. *fig.* Njeri gjakpirës, grabitqar, i ndyrë e i pa-mëshirshëm.
HIERARKI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Rendi i titujve, i gradave ose i përgjegjësive në administratën civile, ushtarake e fetare, nga rnë të ulëtat deri në më të lar-tat, sipas lidhjeve dhe varësive që kanë ndërmjet tyre; titujt, gradat ose përgjegjësitë në këtë rend; orga-nizim shoqëror, i cili ndërtohet mbi ba-zën e këtij rendi titujsh, gradash etj. që kanë nëpunësit sipas push-tetit, sipas varësisë ose sipas të drejtave. *Hierarki administrative (ushtarake). Hierarkia feudale. Hie-rarkia kishtare. Shkallët e hierarkisë. Ndoqi hierar-kinë. Veproi sipas hierarkisë.*
*2. fig.* Shkallëzimi i dukurive të veçanta ose i pje-sëve të një veprimtarie të caktuar, në të cilin njëra dukuri a pjesë është më e lartë se tjetra që e ndjek.HIERARKlK,~E *mb.* Që ka të bëjë me hierarkfnë, që i përket hierarkisë, i hierarkisë; që i nënshtrohct hierarkisë, që bëhet sipas një hierarkie. *Shkalla (ra-aha) hierarkike. Ndërtim hierarkik. Sipas ndarjes hierarkike. Në rrugën hierarkike.*
HIEROGLIF,~I *m. sh.,* ~Ë, ~->ËT. 1. Figure a shenjë simbolike, që përdoret në shkrimin e disa gjuhëve për të shënuar një nocion, një rrokje ose një tingull. *Hieroglifet e egjiptasve të vjetër. Shkruar me hieroglife.*
2. *kryes. sh. fig.* Shkrim i pakuptueshëm ose që lexohet me shumë vështirësi. *Ç'janë këto hieroglife?*
HIEROGLIFlK,~E *mb.* Që ka të bëjë me hieroglifet, që u përket hieroglifeve, i hieroglifeve; që shkruhet me anë të hieroglifeve. *Shkrim hieroglifik. Mbishkrime hieroglifike.*
HIGJIENË,~'A . Tërësia e rregullave dhe e ma-save praktike që i shërbejnë ruajtjes e përmirësimit të shëndetit; degë e mjekësisë që studion se në c'mje-dis, në ç'kushte dhe në ç'mënyrë duhet të jetojë e të punojë njeriu për të ruajtur shëndetin. *Higjiena shko-llore. Higjiena vetjake (e përgjithshme, trupore, men-dore). Higjiena e punës. Higjiena e ushqimit (e të ush-qyerit). Higjiena e banesave (e kuzhinës). Higjiena e dhëmbëve (e gojës). Rregullat e higjienës. Këndi i higjienës. Dhoma e higjienës. Mban (man, përmirëson) higjienën.*
HIGJIENIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me higjienën, me rregullat a me kërkesat e saj; që i përket higjienës, i higjienës; që mbështeJet në rregullat e higjienës, që ruan e zbaton këto rregulla; i paster. *Rregulla (ma-sa) higjienike. Edukata higjienike. Shprehitë hi-gjienike. Dhomë (banjë) higjienike. Në kushte të mira higjienike.*
*2.* Që shërben për të mbajtur pastër trupin e nje-riut ose mjedisin në të cilin jeton e punon njeriu, që i plotëson rregullat e higjienës. *Pajisjet higjienike. Shanli higjienike. Letër higjienike. Mjete higjienike.*

HIGJIENIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HIGJIENIZOJ, HIGJIENIZOHET. *Hi-*
*gjienizimi i fshatit (i qytetit). Higjienizimi i shkollave (i shtëpive). Aksion për higjienizimin e fshatit (e qen-drës së punës).*
HIGJIENIZOHET. *Pës. e* HIGJIENIZOJ.
HIGJIENIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Zbatoj një varg masash për të përmirësuar kushtet higjienike të njerëzve, zbatoj rregullat e pastërtisë për të penguar përhapjen e sëmundjeve e për të ruajtur shëndetin e njerëzve etj.; krijoj kushte të mira higjienike. *Higjienizoj mjedisin. Higjienizoj fshatin (qytetin). Higjienizoj shkollën (banesat). Higjienizoj repartin e punës.*
HtJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Hapësirë e errët a me fare pak dritë pas një trupi, i cili nuk lë të ka-lojnë nëpër të rrezet e diellit ose të një burimi t^etër drite; mungesë drite ose errësirë jo e plotë pas dikujt a diçkaje që e zë dritën; faqja e errët e trupit në anën e kundërt të ndriçimit të tij; vendi që gjendet në këtë errësirë, zakonisht ku nuk bien rrezet e diellit, vend që s'e rreh dielli. *Hije e madhe (e dendur, e lehtë). Hija e drurëve (e lisit, e fikut, e arrës). Hija e reve. Në hije të shtëpisë (të mullarit). Pyll me hije. Vend (rrugë) me hije. Koni i hijes së një planeti. Ana në hije*
*e Hënës. Cjysmërruzulli i zhytur në hije. Bin (lëshon) hije. I bën hije. Ka hije. Vë në hije. Rri (shtrihet, futet, hyn) në hije. Rritet në hije. Mat lemperaturën në hije. Lisit shihi hijen, njeriut shihi mendjen. fj. u.*
*2.* Errësirë; gjysmerrësirë. *Hija e mbrëmjes (e nates). Në hijen e bodrumit (e pusit).*
3. Figura e errët e një trupi jo të tejdukshëm, që pasqyrohet në një sipërfaqe pas këtij trupi, i cili ndriçohet në anën e kundërt; figure e errët që duket në një pjesë të trupit (figura e kockave, e zemrës etj.), kur e shohim me një aparat; vendi ku duket kjo figure. *Hije e plotë (e gjatë, e shkurtër). Hija e njeriut në tohë. Hija e trupit (e kokës, e dorës, e gishtërinjve). Hija e aeroplanit. Hija e një trupi në mur. Hija e mush-kërive. Gjatësia e hijes. Drejtimi i hijes. Teatër (shfaqje) me hije në perde. E ndiqte pas si hije.*
4. Figure e paqartë e një njeriu ose e diçkaje tjetër në errësirë, pamje e turbullt e dikujt ose e diçkaje në errësirë a në mjegull. *Hije e turbullt. Hija e një njeriu. Hija e një shtëpie. Dukej një hije. Lëviznin disa hije.*
5. Njollë e errët në diçka, pjesë e errët rreth diçkaje. *Hijet e faqeve (e fytyrës). I ka sytë me hije. E ka lëkurën me hije.*
6. *art.* Njollë e errët a vija që tregojnë pjesët me pak të ndriçuara në një pikturë. *Hije e thellë (e lehtë). Dritë dhe hije.*
7. edhe *fig.* Vend i mënjanuar që nuk bie në sy; vend i qetë larg telasheve e kokëçarjeve; pozitë sho-qërore pa rëndësi, pa nderime e pa lavdi. *Zuri një hije. U struk në një hije. E kaloi (e shkoi) jetën në hije. Doli nga hija.*
8. *fig.* Diçka që i ul a i errëson vlerat e meritat e një njeriu, diçka që krijon një dyshim për sjelljen ose për qëndrimin e dikujt, që ia prish a ia njollos emrin e mirë; njollë. *hodhi një hije* krijoi një dyshim për të. *Bie një hije mbi të. Kjo ngjarje i la një hije. Kishte një hije në biografi.*
9. *fig.* Pamja e një njeriu a e një sendi, ajo që na bie në sy në tërësinë e tipareve të një njeriu a të një sendi dhe na krijon një përshtypje të caktuar; shprehja e gjendjes shpirtërore të trishtuar a të shqetësuar në fytyrën a në sytë e njeriut. *Hije e zymtë (e frikshme). Ka hije të rëndë. Mori një hije tjetër. Ka ndërruar hije. Ishte në hije të babait* kishte pamjen si i ati, i ngjantë t'et. *ra një hije e zezë në fytyrë. Shtëpia kishte hije të keqe (të zezë).*
10. Pamja e një njeriu shumë të dobësuar e të tretur nga sëmundja etj. *Ishte bërë hija e vetvetes* ishte dobësuar shumë. *U be hije nga sëmundjet* u dobësua shumë. *ka mbetur vetëm hija* është tretur fare, është bërë kockë e lëkurë.
11. *fig.* Pamje e bukur dhe e mirë e diçkaje; të qenët i hijshëm; hijeshi, bukuri; pamje, dukje. *Hija e va-shave. Hija e vendit. Duket gjithë hije. Ka marrë hije dhëndri. I ka rënë hije burri. I bëj hije diçkaje* e zbukuroj, e bëj të hijshme. *Ikanë hije rrobat* i rrinë bukur rrobat, i shkojnë mirë. *Nuk i ka hije të flasë kështu* nuk është e hijshme, nuk është mirë të flasë kështu. *Shtat e hije, mend asnjë fije. fj. u.*
12. *fig.* Vegimi i diçkaje, që i duket një njeriu me fantazi të sëmurë sikur e sheh me sy; fantazmë; xhind (sipas besimeve fetare e paragjykimeve). *Hije e ligë. Hijet e rënda. Hijet e bardha. euf.* hijet e liga. *Hijet e nates. Hija e t'et. Hija e Skënderbeut (e Naitnit).Hija e vdekjes. Besonte se e ndiqnin (e kishin zënë, e kishin shkelur) hijet. I doli (iu shfaq) hija e të vrarit. I rente hija! mallk. Paste hijen e vet! keq. Vjen si hije* vjen befas, vjen papritur.
13. *fig.* Shfaqje a shëmbëlltyrë e dobët e diçkaje; mbresë e vogël a gjurmë e parëndësishme e diçkaje; gjurmë, përjetim. *Hija e së vërteiës. Hije dëshpërimi (trishtimi, shqetësimi, dyshimi). Hije gëzimi. Hijet e së kaluarës. La hije diku a n ë diçk a.*
*k* Bën hije *diku* (bën hije mbi dhe) *keq.* është, gjendet, është i gjallë, rron pa kryer ndonjë punë të dobishme. I bën hije *di k ujta)* i shërben me shumë be-sim një njeriu, i shërben verbërisht; b) e vë brenda në një vend, e mbyll diku; e strehon; c) rri pa punë, tund peshqirin, luan derën (pas një tjetri që punon). Nuk i bën hije *askujt* nuk pengon asnjeri, nuk i nxjerr pengesa askujt. Iu be hije *dik uj t* a) u lidh ngushtë me një njeri dhe nuk i ndahet asnjëherë; e ndjek hap pas hapi dhe i shërben me besnikëri; b) e mbron dike, i bëhet mburojë. la hëngri hijen *dikujt shih te* HA. Hedh hije *diçka shih te* HEDH. I hedh hije *diç-k aj e shih te* HEDH. Është (jeton, rron, rri) në hijen *e dikujt keq.* a) është nën mbrojtjen e dikujt, e mbron dikush; b) është nën sundimin e dikujt. Rri në Iiije nuk do të duket, nuk do të shfaqet, rri mënjanë e nuk përzihet në një çështje. Lë në hije *diçka* e lë në errësirë një çështje, nuk e zbuloj, nuk e ndriçoj. Motti në hije *diçka* nuk u sqarua a nuk u ndriçua. I la hijen *dikujt iron, shih te* LË. Me marrtë hijen! *mallk.* vdektë! Të sbkel hijen (orapa) *dikush shih te* SHKEL. E vuri në hije *dike* e futi brenda në një vend; e strehoi; e mori nën kujdes, u kujdes për dike. Nuk bën hije në diell është njeri fare pa rëndësi; nuk e përfill askush. Nuk i bën hije (as) vetes është i pa-zoti për të bërë një punë, nuk është i zoti për asgjë. Frikësohet (ka frikë, tutet) nga hija e vet është frikacak i madh, ka shumë frikë. Fshihet pas hijes së gishtit *tall,* mbrohet me mjete e mënyra të dobëta, kujton se nuk ia shohin të metat. Nuk ka hije lisi *p ë r dike* nuk ka vend të rehatshëm, që dëshirohet unjaft nga dikush. I Ia hije të zezë *dikujt* e njollosi dike, i hodhi baltë dikujt; e bëri me turp, e turpëroi. Matet me hijen (me diellin) e mëngjesit (e mbrëmjes) *keq. shih te* MËNGJES,~I. Matu

me hijen tënde! vlerë-soji: drejt aftësitë dhe mundësitë e vërteta që ke, pe-shoji mirë gjërat pa u mburrur; shtriji këmbët sa ke jorganin. Matet me hijen e vet i duket vetja i madh, i është rritur mendja. E mban nën hijen e tij *dike* kujdeset shumë për dike; e mbron. E mban (e vë) në (nën) hije të hostenit *d i k ë* kujdeset shumë për dike, e mban në pëllëmbë të dorës. Iu shoftë hija e diellit! *mallk. shih te* SHUHEM. E vë në hije të rigo-nit *dike* kujdesem shumë për dike, tregoj kujdes të madh për:ijë njeri që nuk e meriton. Vret barkun në hije *iron, shih te* VRAS. Lëshon hije pa dale die-Hi *mospërf.* e bën diçka para kohe, nxiton e bën një punë të papjekur. Nuk ia ka shkelur njeri hijen prapa është shumë i shpejtë dhe s'e zë dot asnjeri.
HIJEÇ,~E *mb.* Hijedashës. *Bimë hijeçe.*
HIJEDASHËS,~E *mb. bot.* Që rritet e zhvillohet në hije, që do hije, që nuk ka shumë nevojë për dritë (për:bimët). *Dru hijedashës. Bimë (lule) hijedashëse.*
HIJEDENDUR *mb.* Që ka hije të dendur. *Pemë (dru) hijedendur. Nëpër pyjet hijedendura.*
HIJEDRITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *art.* Kon-
trasti me hije dhe me dritë që jepet në një vepër pik-ture; dhënia e një figure me hije e me dritë.
2. Vend a hapësirë me hije dhe me dritë; gjysmë-hije. *Nëpër hijedritë.*
HIJEGJERË *mb.* Që ka hije të gjerë; hijemadh. *Rrap (plep) hijegjerë.*
HIJEKEQ,~E *mb.* 1. Që ka hije të keqe a të rëndë (për drurë si arra, fiku etj.). *Dru hijekeq.*
2. *fig.* Që ka pamje të keqe e të zymtë; hijerëndë. *Njeri hijekeq.*
HIJELEHTË *mb.* 1. Që ka hije të Iehtë; *kurtd.* hijerëndë. *Pemë (dru) hijelehtë.*
2. *fig.* I thjeshtë, i dashur, i afrueshëm dhe fjal-ëmbël më të tjerët; që nuk e mban veten më të madh e nuk u mburret të tjerëve; *kund.* hijerënUë. *Djalë hijelehtë.*
HIJEMADH,~E *mb.* 1. Që ka hije të madhe; hijegjerë. *Rrap hijemadh.*
*2. fig.* Që e mban veten më të madh; krenar; që ka pamje madhështore. *Njeri hijemadh. Shpatë (kor-dhë) hijemadhe. Mburojë hijemadhe.*
HIJENOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *krahin.* I. Hijesoj. *Hijenon token (vendin). Hijenon detin.*
2. *jokal. vet. veto III.* Shëmbëllen a duket si hije, përhijon; kalon si hije. *Hijenon natën.*
3. *jokal.* Kaloj vapën në hije; *vet. vet a HI* mërzen (bagëtia). *Hijenon bagëtia.*
HIJERËNDË *mb.* 1. Që ka hije të keqe a të rëndë dhe i sjell shqetësime njeriut kur rri nën të; *kund.* hijelehtë. *Arrë (fik) hijerëndë. Pyll hijerëndë.*
2. *fig.* Që ka pamje të rëndë e të zymtë, i ngrysur; që shpreh diçka të rëndë e të zymtë; që është krenar; madhështor; *kund.* hijelehtë. *Njeri hijerëndë. Fytyrë (pamje, shprehje) hijerëndë. Mai hijerëndë. Bjeshkët hijerënda. Shkëmbinjtë hijerëndë. Kola hijerëndë. Për-mendore hijerëndë.*
HIJERINË,~'A . *sh.* <^A, ~AT *krahin.* Hije-sirë. *Çlodhen në hijerina.*
HIJERORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *fet., vjet.* Kungë; faltore, tempull.
HIJESl,~A . *sh.* ~, ~TË. Hijeshi.
HIJESIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes HIJESOJ.
HIJËSIRA,~T . *vet. sh.* Bimë të ulëta që rriten në hijen e drurëve të pyllit. *Preu (ca) hijesira.*
HIJESlRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me hije; vend i ftohtë që nuk i bie dielli. *Hijesirë e keqe. Hijesira e pyllit (e malit). Rri (hyn, futet) në hijesirë.*
HIJESOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I bëj hije diçkaje, i vë diçka përpara a e mbuloj me një send për të krijuar hije; errësoj. *Hijesoi vendin. Hijesoj bimët. Hijesoj dritaren.*
*2. fig.* Hijeshoj, zbukuroj. *Hijesoj shtëpinë (dho-mën, oborrin e shtëpisë). Hijesoj vendin.*
HIJESHI,~A . *sh.* ~, ~TË. Të qenët i hijshëm, bukuri; pamje shumë e bukur dhe e hijshme. *Hije-shia e pranverës (e vjeshtës). I jep një hijeshi të veçantë.*
HUESHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipaskuptimeve të foljeve HIJESHOJ, HIJESHOHEM. *2. shift* HIJESHI,~A. *Ka hijeshim.*
HIJESHOHEM *vetv.* 1. Marr pamje të hijshme, bëhem i hijshëm, zbukurohem. *Hijeshohet dita-ditës. Është hijeshuar e zbukuruar.*
2. *Pës. e* HUESHOJ.
HIJESHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të
hijshëm dike a diçka, i jap një pamjc të bukur diç-kaje, e zbukuroj. *Hijeshoj shtëpinë (shkollën). Hi-jeshon qytetin. Lulet e hijeshojnë vendin (oborrin). Një buzëqeshje e lehtë ia hijeshoi fytyrën.*
*2. jokal. vet. veta III.* Ka bukuri të madhe, ka hi-jeshi, jep hijeshi. *Hijeshon natyra përreth. Hijeshojnë kopshtet (livadhet, pyjet). Hijeshojnë bintët (pemët, lulet).*
HIJESHUAR (i,e) *mb.* Që ka raarrë pamje të hijshme, i zbukuruar. *Vend i hijeshuar. Vajzë e hijeshuar.*
HIJESHUES,~E *mb.* 1. Që e bën të hijshme dike a diçka, që i jep pamje shumë të bukur, zbukurues. *Pemë hijeshuese. Ngjyra hijeshuese.*
2. *përd. em. f. vjet.* Skllave a shërbëtore që krihte dhe zbukuronte zonjën e vet.
HUEVRENJTUR *mb.* Që ka pamje të vrenjtur e të zymtë, i ngrysur; që shpreh diçka të rëndë e të zymtë; hijerëndë. *Njeri hijevrenjtur. Me fytyrë hije-vrenjtur.*
HIJEZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes HIJEZOJ.
HIJEZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Hijesoj.
2. I jap a i bëj hijet një vizatimi.
*3. fig.* Errësoj. *Ia hijezoi të ardhmen dikujt.*
4. *jokal. vet. veta III.* Lëshon a bën hije diku. *Zogu hijezon gjatë fluturimit.*
HIJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet.* Çadër, ombrellë.
2. *fig. krahin.* Ëndërr. *Gjumë me hijëza. Pa një hijëz të keqe.*
HIJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E djeg, e bëj hi diçka. *Ia hijuan shtëpinë.*
HIJOR,~E *mb. libr.* Që ka pamjen e një figure të errët, që ka pamjen e hijes. *Figure hijore.*
HIJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka tipare shumë të rregullta ose gërshetim të këndshëm përmasash, përpjesëtimesh e ngjyrash dhe të kënaq kur e shikon, që është i pashëm; i bukur. *Djalë (burrë) i hijshëm. Grua (vajzë) e hijshme. Me trap të hijshëm. Pamje e hijshme. Është i hijshëm.*
2. Që është në pajtim me kërkesat e shijet e për-gjithshme, që pëlqehet; që të ngjall kënaqësi të madhe dhe admirim. *Sjellje e hijshme. Fjalë të hijshme. Qën-drim i hijshëm. Në mënyrë të hijshme.*

HIJSHËM *ndajf.* Në mënyrë të hijshme; me hijeshi. *E zbukuroi hijshëm. Vishet (krihet) hijshëm. E rregulloi hijshëm. Flet (sillet) hijshëm.*

HIKËRR,~RRA i . *sh.* ~RRA, ~RRAT *bot.* 1. Lloj drithi që bën kokrra të vogla me cipë të murrme e përbrenda të bardha, të cilat përdoren me shumë si tagji për kafshët; grurë i zi, hejdë; kokrrat e këtij drithi. *Bollgur hikrre. Are e mbjellë me hikërr.*

*2.* Bimë e egër barishtore ose shkurre e livadheve, me shumë lloje, me gjethe të dhëmbëzuara si të do-mates, që bën kokrra të vogla të rrumbullakëta. *Hikrra e kuqe* shkurre e tillë e shtrirë ose kacavarëse, që rritet deri 2-3 metra. *Familja e hikrrave.*

•*k* Rron me hikrra kursen shumë në të ngrënë; është shumë dorështrënguar.

HlKËRR,~RRA H . 1. Qumësht i prerë; hirrë. *Hikërr kosi. Bëhet hikërr qumështi* pritet qumështi. 2. *veter.* Hirrëz, ngalosë. *Sëmundja e hikrrës.*

HIKRRAQ,~I *m. veter.* Hirrëz, ngalosë. *U ka rënë hikrraqi dhive (dhenve). Është sëmurë nga hik~ rraqi.*

HIKRRAQ,~E *mb.* 1. Që është prerë a është pri-shur, që është bërë hikërr. *Qumësht hikrraq.*

2. *veter.* Që e ka zënë sëmundja e hirrëzës (e hik-rraqit), që është sëmurë nga ngalosa. *Dele (dhi) hik-rraqe. Dash (cjap) hikrraq.*

HIKRROHET *vetv.* Pritet a prishet qumështi, bëhet si hirrë; lëshon hikërr.

HIKRR OJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E prish a e bëj qumështin të pritet, e bëj hikërr. *E hikrroi qumështin.*

HILE,~JA . *sh.* ~, ~TË dhe HILE,~JA . *sh.*

~E, ~ET *bised.* Dredhi që bëhet për të mashtruar dike, dhelpëri; veprim mashtrues. *Hile e rëndë. Njeri i hilesë* hileqar. *Qumësht pa hile* qumësht i paprekur (pa ujë dhe i parrahur). *Mjaltë pa hile* mjaltë natyror. *Mall pa hile* mall i mirë, i saktë. *bëri hile* e mashtroi. *Ia bëri me hile. I mësoi hiletë. Ka hile. I doli hileja. E kuptoi hilenë. I ra hilesë* e kuptoi dredhinë. *E ka (ia ka) me hile. E do pa hile. Qesh pa hile.*

HILEMADH,~E *mb.* 1. Që bën shumë hile, hileqar i madh. *Njeri hilemadh.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

HILEQAR,~E *mb.* 1. Që bën hile; dredharak. *Dhelpra hileqare. Është hileqar.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Hileqar i madh.*

HILETAR,~E *mb.* Hileqar.

HIMARJOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Himara ose ai që e ka prejardhjen nga Himara.

HIMARJOT,~E *mb.* Që ka të bëjë me Himarën ose me himarjotët, që është karakteristik për Himarën ose për himarjotët, i Himarës ose i himarjotëve; që është krijuar nga himarjotët. *Luftëtar himarjot. Grua (vajzë) himarjote. Familje himarjote. Këngë (valle) himarjote.*

HIMBAJTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Take-

tuke duhani. 2. Urnë, hinore.

HtME,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Krunde. *Hime gruri (misri). Përziej me hime. U jep (u hedh) hime pulave. I shtrenjtë në hime, i lire në miell. fj. u.* i kursyer në gjëra të vogla e pa ndonjë vlerë të madhe dhe dorëlirë në gjëra të mëdha e me vlerë.

2. Gëzhuta. *Hime gruri (orizi). U hedh hime lopive.*

3. Pluhur sharre. *Hime druri. Hime sharre.*

*-k* Bëhet hime *dik us h a diçka* del jashtë përdorimit, bëhet pa vlerë e i panevojshëm. I kahime trutë (mendtë) nuk është i zgjuar, nuk ka mend për të qenë, është mendjelehtë.

HIMN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Këngë solemne që i kushtohet atdheut dhe mbahet si simbol i njësisë së kombit e të shtetit; këngë që një klasë a një grup shpqëror e ka si simbolin e vet. *Himni kombëtar. Himni shtetëror i Republikës Populhre Socialiste të Shqipërisë. Himni i Flamurit. Himni i Internationales (i Ndërkombëtares).*

*2.* Vjershë, poetnë a këngë që i kushtohet një ngjar-jeje të shënuar ose një njeriu të shquar; vepër mu-zikjore lirike, me përmbajtje patriotike, që këndohet nëjkor;e. vepër e tillë me përmbajtje fetare. *Himni i fitores. Himni i dëshmorëve. Himn fetar (kishtar).*

3. *fig.* Lëvdatë e lartë që i thuret dikujt a diçkaje. *thur (i ngre) himne.*

HIMNIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HIMNIZOJ, HIMNIZOHET.

*Himnizimi i punës. Himnizimi i vetive të larta. Himnizimi i forces krijuese. Himnizimi i lirisë dhe i pa-varfsisë. Himnizimi i shoqërisë komuniste. Himnizimi i së ardhmes së lumtur.*

HIMNIZOHET. *Pës. e* HIMNIZOJ.

IIIMNIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj një

himn; këndoj një himn.

2. *fig.* Ngre lart diçka a dike, i thur lavde, i ngre himne. *Himnizoj punën. Himnizoj luftërat çlirimtare. Himnizoj burrërinë (d'ashurinë). Himnizoj trimat (he-ronjtë).*

HIMNIZUAR (i,e) *mb.* Që është çmuar lart, duke i thurur lavde a dukë-i ngritur himne. *Epokë (histori) e himnizuar. Hero i himnizuar.*

HIMNIZUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që i thur lavde dhe i këndon një ngjarjeje të shënuar ose një njeriu të shquar, ai që ngre lart dike a diçka. *Himnizuesi i tr,aditave liridashëse të popullit. Himnizuesi i krye-ngritjevë për liri. Himnizuesi i jetës sonë të re. Himnizuesi i luftës për socializmin.*

HIMNIZUES,~E *mb.* Që i thur lavde e i këndon një ngjarjeje të shënuar a një njeriu të shquar, që ngre lart dike a diçka. *Fjalë himnizuese për Partinë. Ka-rakteri himnizues i poemës.*

HIMTË (i,e) *mb. shih* HIRTË (i,e). *Ngjyrë e himtë. Rro'ba të himta.*

HINARDH,~I *m. bot.* Angjinare.

HINGËLLlJMa., ~VA, ~RË dhe ~TA, ~TUR.

1. *vet. veta HI.* Lëshon a nxjerr një britmë karakte-ristike, bërtet (për kuajt). *Hingëllin kali (pela).*

*2\ fig. keq.* Thërras shumë, nxjerr një britmë të forte; qesh fort e me ndërprerje. *Hingëllinte si mëz i dzdisur. Mos hinge Hi ashtu!*

HINGËLLIM,~I *m. sh:* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes HlNGËLLIJ. 2. Hingëllimë.

HINGËLLlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zeri që nxjerr kali a pela kur hingëllin; zë i ngjashëm me këtë. *Hingëllimë e mbytur (e trishtuar). Hingëllima e kalit. Shkonte pas hingëllimës.*

HINGËLLOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. Hingëllij. HINKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë e vojël në

trajtën e konit e me gyp të hollë e të gjatë në fund, që përdoret për të shtënë nëpërmjet saj lëngje në shishe a në enë të tjera me grykë të ngushtë. *Hinkë teneqeje (qelqi, plastmase). Hinka e rakisë (e vajit). E shtie me hinkë. Në trajtë hinke.*

*2.* Pjesë e një makinerie a e një mekanizmi, që ka trajtën e konit dhe që shërben për të pastriiar vajrat ose për të derdhur diçka në një enë tjetër; send në trajtën e konit që përdoret për qëllime të ndryshme. *Hinkë ndarëse. Hinka e mullirit të blojës. Hinka e shumëzimit* teneqe në trajtë koni, e mbushur me dhe, që vihet në degët e disa drurëve frutorë për të nxjerrë rrënjë. *Flas me hinkë. bised.* ffas me megafon. 3. Grope në trajtën e konit që bëhet në tokë nga fundosja e dheut, nga veprimi i ujërave të natyrës ose nga predhat a bombat; vend i ulët që rrethohet nga male me faqe të pjerrëta, të cilat i japin atij trajtën e konit. *Hinkat e kratëreve. Hinkë karstike. Vend me hinka.*

HINKËT *(i,e)mb.* Që ka trajtën e një koni të për-mbysur, që është si hinkç.

HINORE,~JA *sh.* ~E, ~ET.Urnë për të ruaj-tur hirin e të vdekurve. *Hinore bronzi (guri). E ruanin hirin në hinore.*

HIPER- *fjalëform. libr.* Pjesë e parë e disa fjalëve të përbëra, kryesisht të huazuara, që shpreh shkallën e lartë ose tejkalimin a tepërimin e asaj që jepet nga pjesa e dytë e këtyre fjalëve; *kund.* hipo- (p.sh. hi-pertension, hipertrofi etj.).

HIPERBOLË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. *let.* Figure letrare që ndërtohet mbi bazën e zmadhimit tej mase të qenieve, të sendeve, të vetive, të dukurive etj., zakonisht nëpërmjet krahasimit, për të theksuar me shumë një mendim a një ide dhe për të bërë për-shtypje më të madhe te lexuesi. *Hiperbolë letrare. E shpreh me një hiperbolë.*

2. Zmadhim tej mase që i bëhet diçkaje kur u fla-sim të tjerëve. *Flet me hiperbola.*

HIPERBOLË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *gjeom.* Lakore që përftohet nga prerja e një koni të dyfishtë me anë të një rrafshi, i cili shkon paralel me boshtin e konit.

HIPERBOLIK,~E *mb.* 1. *let.* Që shprehet me anë të hiperbolës; që mbështetet në hiperbolën, që ka shumë hiperbola; që ka karakterin e një hiperbolë. *Satire hiperbolike. Krahasim hiperbolik. Stil hiperbolik.*

*2. libr.* Që e paraqit diçka të zmadhuar tej mase; që mbështetet në zmadhimin tej mase të diçkaje. *Shprehje hiperbolike. Përdorime hiperbolike. Në për-pjesëtime hiperbolike.*

HIPERBOLIZlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HIPERBOLIZOJ, HIPERBOLIZOHET. *Hiperbolizimi i ngjarjeve. Flet pa hiperbolizime.*

HIPERBOLIZOHET *libr. Pës. e* HIPERBOLI-, ZOJ.

HIPERBOLIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr,*,Zma-dhoj tej mase diçka për ta theksuar me shumë dhe për të krijuar përshtypje të thellë tek të tjerët. *hiper-bolizon gjërat. I hiperbolizon vështirësitë. E hiper-bolizon rrezikun.*HlPET. *Pavet. e* HIPIi,2. *Nuk hipet në atë majë mali. Nuk i hipet këiij kali.*

HIPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *krahin.* 1. Saç balte.

2. Shkallë druri për të hipur në çati, në një pemë etj. *Ngjiten me hipës.*

3. *vjet.* Kalorës. *Hipës i mirë.*

HIPI *jokal.,* ~A, ~UR. 1. edhe *kal.* Zhvendosem nga poshtë lart, shkoj e vendosem në një vend më të lartë nga ai ku jam, ngjitem; lëviz lart, bëj përpjetë duke iu ngjitur një shkalle a diçkaje tjetër; *kund.* zbres. *Hipi në çati. Hipi në katin e dytë (të tretë). Hipi në shtyllë. Hipi në pemë (në fik, në kumbull). I hipi lisit. Hipi në majë. Hipi nëpër shkallë. Hipi në mal (në kodër, në bjeshkë). Hipi mbi karrige. Hipi mbi mur. Hipi në skenë (për të dhënë shfaqje). Hipi me këmbë (me ashensor). Hipi shkallët. Hip e zbrit. Hipi lart. Hipi s'hpejt (fluturimthi, ngadalë).*

2. Zë vend mbi një kafshë ose në një mjet udhëtimi për të shkuar diku; *kuncl.* zbres. *I hipi kalit (mushkës). I hipi karrocës (biçikh'lës, motoçikletës, veturës, kamionit, trenit, anijes, barkës, aeroplanit). Hipi në kale (në gomar, në qerre, në veturë, në vapor, në aero-plan). Hip lart!*

• 3. *kal.* E vë diçka në një vend më të lartë se aty ku është, e mbart dhe e çoj në një vend të lartë; e ngre lart diçka, e ngjit diku; e shpie nga fusha në mal; *kund.* zbres, ul. *E hipi tryezën lart. I hipi plaçkat në katin e dytë. E hipi ujin mbi nivelin e lumit. E hipi ba-gëtinë në mal (në bjeshkë).*

4. *kal.* E vë dike a diçka mbi një kafshë ose në një mjet udhëtimi për ta dërguar në një vend tjetër, e ngarkoj; e shpie në një vend tjetër më të lartë; *kund.* zbres. *E hipën nusen në kale. E hipi djalin në karrocë (në biçikletë, në autobus, në anije). I hipën arkat në kamion.*

5. Ngjitem lart në hapësirë; *vet. veta HI* ngjitet a fluturon lart diçka; *kund.* zbres, ulem. *Dielli kishte hipur dy hostenë. Mjegulla hipi mbi qytet. Tymi hipi gjer te retë. Hipën me aeroplan deri në dhjetë mijë metra. Shqiponja hipën shumë lart.*

6. *vet. veta HI.* Rritet shumë, zhvillohet tej mase; e zë dhe e mbulon diçka. *Hipi bari. Gruri po hipën. U kanë hipur barërat e këqija të lashtave. I kanë hipur flokët. I hipi zjarri shtëpisë* e mbuloi zjarri shtëpinë.

7. edhe *kal. bised.* Ngjitem në një detyrë a në një shkallë më të lartë; ngrihem në përgjegjësi; e vë në një detyrë më të lartë, e caktoj në një punë m; të rën-dësishme, e ngre në përgjegjësi, kaloj një vit me lart me moshë. *Hipi në detyrë (në grade, në kategori). Hipi në klasën e tretë. Mbushi pesë vjet dhe hipi në gjashtë. E hipën në një punë më të lartë.*

8. edhe *kal. vet. veta III bised.* Ngrihet me lart vlera e diçkaje; rritet çmimi i një malli; e bëj më të madh, e rrit, e shtoj. *Nuk ka hipur vaji (gjalpi, sheqeri). Nuk kanë hipur çmimet. Ka hipur kursi i valutës.*

9. *vet. veta HI fig.* Bie në një gjendje shpirtërore të caktuar, me zë a me pushton një ndjenjë ose diçka tjetër; vij në një gjendje të caktuar për shkak të diçkaje. *hipi mërzia (meraku, inati, zemërimi). Me hipi kureshtja (dëshira). Me hipi gazi (një e qeshur). I hipi qejfi për të kënduar. Me hipi gjumi. I hipën ner-vat* u nevrikos. *Ç'të ka hipur sot?*

10. *vet. veta III fig. bised.* Rritet diçka, arrin një shkallë më të lartë; vjen menjëherë e me shumicë. *Hipi temperatura (të nxehtët, vapa). I hipi zjarrmia (zjarri, të nxehtët) fëmijës. I hipën ethet. I ka hipur shëndeti i lig. Hipi dimri. Ka hipur punë e madhe.*

11. *vet. veta III bised.* Ngrihet a rritet niveli i diçkaje, fryhet diçka. *Ka hipur deti (lumi, liqeni). Hipi niveli i ujit. Hipi qumështi (në zjarr).*

• 1 ka hipur breshkës *iron, shih te* BRESHKË,~A. I hipi (i kërceu, iu ndez, iu ngrit, e zuri) damari *shih te* DAMAR,~I. Hipi në fron u be mbret. Hipi në fuqi erdhi në pushtet, mori pushtetin. I hipën (i kërcyen) kacabunjtë e zuri inati, u inatos, u nevrikos. I kam hipur atij kali ia kam nisur një pune, për të cilën bëhet fjalë; e di atë punë. Ua hipi këmbëve *shak.* shkoj me këmbë, nisem për diku me këmbë. I hipi mbi kokë *dik uj t* nuk i ndahet, i rri mbi kokë. I hipi (i kërceu) në kokë (në tru) *d i ç k a (për t ë bër ë diçka)* iu ngul në tru, i ra në kokë; iu mbush mendja për të bërë diçka dhe nuk heq dorë. I hipën (i erdhën) orët

*d i -kujt shih tek* ORË,~-'A-II. I hipi përsipër *dikujt a diçkaje* a) e pushtoi; e nënshtroi dike; b) i zuri frymën, e bezdisi tepër. I ka hipur në qafë (ne zverk) *dikujt shih te* QAFË,~A. E hi?i (e ngriti, e çoi) në qiell *dike shih te* QIELL,~I. I hipi në shpinë (në kurriz) *dikujt shih te* SHPIN Ë,~A. 1 hipën (i kërcyen, e kapën, e zunë) xhindet (qipujt) i kërcyen nervat, u tërbua fare, u xhindos. I ka hipur (i ka hyrë, i ka kërcyer) zekthi (miza) *shih te* ZEKTH, ~I. I hipi një avull në kokë *shih tek* AVULL,~I. Ka hipur në barkë pa vela *shih te* BARKË,~A. Nuk hipën në degë të hollë *shih te* HOLLË (i,e). I hipi (iu ngrit, i kërceu) delli i ballit *shih te* DELL,~I. Kur të hipë gomari (derri) në fik (majë fikut) *thjeshtligj. shih te* GOMAR,~J. I hipi gjaku në fytyrë *shih te* GJAK,-~Ui.I hipi (i kërceu) gjaku në kokë (në tru) *shih te* GJAK,~Ui,.I ka hipur kalit lakuriq *mospërf. shih te* LAKURIQ. 1 ka hipur kalit mbrapsht (së prapthi) *shih te* MBRAPSHT. I ka hipur kalit qorr *shih te* QORR,~~E. Me ka hipur në majë të kokës *d i k us h a diçka shih te* MAJË,~A. 1 ka hipur mendja në qiell *shih te* MENDJE,~A.I hipën mizat në kokë u shqetësua shumë për diçka, e zuri halli. I hipi zemra në fyt *shih te* FYT,~'I. Nuk i hipën dot dardhës e i bie fikut. *u. shih* feDARDHË,~A.

HIPI,~A i . *sh. ~>, ~*TË. 1. Mullar. *Hipi bari. Hipi me kashtë (me dushk). Dhjetë hipi me grurë (me tërshërë). Huri i hipisë. Vë (bëj) hipi.*

2. Stive. *Hipi drush.*

HIPI ii *m. kryes. sh.* ~, ~TË. Njerëz endacakë e të shthurur nga shtresat e pasura e mikroborgjeze, me flokë të gjatë e të veshur keq, që bëjnë gjoja një jetë primitive e të veçuar dhe që në thelb mohojnë nevojën e luftës revolucionare të masave punonjëse kundër sistemit të kalbur kapitalist (në vendet borgjeze e revizioniste). *Grupet (turmat) e hipive.*

HIPIK,~E *mb. sport.* Që ka të bëjë me hipizmin, që i përket hipizmit, i hipizmit; që bëhet a që zhvillohet me kuaj. *Garë hipike. Konkurs hipik.*

HIPIZËM,~'MI *m. sport.* Lloj sporti që zhvillohet me kuaj; tërësia e garave dhe e ushtrimeve të ndryshme me kuaj. *Garat e hipizmit. Merrej me hi-pizëm.*

HiPJ.E,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljes HIPI. *Hipje e shpejtë (e ngadaltë). Vendi i hipjes.*HIPNOTIK,~E *mb.* 1. Qe të sjell gjumë, që të vëinë gjumë, gjumësjellës, gjumëdhënës. *Lëndë hip-notike. Ilaç (bar) hipnotik.*

2. Që ka të bëjë me hipnozën ose me hipnotizmin, i hipnozës ose i hipnotizmit; që shkaktohet nga hipno-tizimi. *Gjumë hipnotik. Gjendje hipnotike.*

3. Që është në gjendje hipnoze, që i nënshtrohet hipnozës, që është hipnotizuar. *Njeri hipnotik.*

4. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bar (ilaç) që të vë në gjumë.

5. *si em.* ~\ ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri i hipnotizuar, njeri që ndodhet në gjendje hipnoze.

JJIPNOTIZËM,~Ml *m.* Degë e shkencës, e cila stuçiion dukuritë e mënyrat e ndryshme që shkaktojnë hipnozën; mjeshtëria dhe mënyrat e hipnotizimit të njerëzve ose të kafshëve të larta. *Përdorimi i hipnotizmit në mjekësi. Mjekohet me anë të hipnotizmit.*

HIPNOTIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HIPNOTIZOJ, HIPNOTIZO-HEM. *Hipnotizimi i njerëzve të sëmurë. Operacion me \ hipnotizim. E vë në gjumë me hipnotizim.*

HUPNOTIZOHEM. *Pës. e* HIPNOTIZOJ.

HIPNOTIZOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. 1. E vë

një njeri a një kafshë të lartë në gjumë jo të plotë me anë të sugjestionit për ta mjekuar nga ndonjë sëm'undje ose që të siilet sipas vullnetit tim. *E hipno-tizon të sëmurin.*

*2. fig.* Ndikoj fort mbi dike me mënyra të ndryshme, që i bëjnë përshtypje aq të thellë, sa shtanget; e ma-gjeps. *E hipnotizoi vajzën. Fjalët e tij i hipnotizuan dëgjuesit.*

HIPNOTIZUAR (i,e) *mb.* 1. Që është vënë në gjumë jo të plotë me anë të sugjestionit (për ta mjekuar nga I ndonjë sëmundje ose që të siilet sipas vullnetit të një tjetri). *Njeri i hipnotizuar. Kafshë e hipnotizuar. Në gjendje të hipnotizuar.*

*2.'fig.* I mbetur shtang nga një përshtypje e thellë; i magjepsur nga diçka. *Ishte i hipnotizuar.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

HIPNOTIZUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që të vë

në gjumë me anë të hipnotizimit; ai që mjekon të sëmurët me anë të hipnozës.

HIPNOTIZUES,~E *mb.* 1. Që të vë në gjumë me anë të hipnotizimit. *Mjek hipnotizues.*

*2. fig.* Që të bën të shtangesh, që t'i merr mendtë duke të lënë përshtypje të thella; magjepsës. *Pamje hipnotizuese. Këngë hipnotizuese. Zë hipnotizues.*

HIPNOZË,~A 1. Gjendje e afërt me gjurnin, në të cilën mund të vihen njerëzit ose kafshët e larta me anë të sugjestionit për t'i mjekuar nga ndonjë sëmundje ose për të bërë që të sillen sipas vullnetit të dikujt; forca e sugjestionit që i vë njerëzit a kafshët e larta në një gjendje të tillë, si edhe mjeshtëria e mënyrat që përdoren për këtë qëllim. *Nuk i nënshtrohet hipnozës. Ra në hipnoze. Doli nga hipnoza. Mjekohet me anë të hipnozës. Vepron mbi-të sëmurin me anë të hipnozës.*

*2. fig.* Gjendje kur një njeri është ndikuar aq fort nga diçka që i bën përshtypje të thellë, sa ka humbur vullnbtin dhe vepron në mënyrë të verbër.

HIPO- *fjalëform. libr.* Pjesë e parëe disa fjalëve të përbëra që shpreh pakësimin, zvogëlimin, shkallën e ulet.

ose nivelin më të ulët se zakonisht të asaj që shprehet nga pjesa e dytë e këtyre fjalëve; *kund.* hiper- (p.sh. hjpotension etj.).

HIPODROM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fushë ku bëhen vrapime dhe ushtrime me kuaj.

HIPOKRIT,~E *mb.* 1. Që shtiret sikur është i mirë, i virtytshëm e i dashur, me qëllim që të gënjejë të tjerët; që mban qëndrim me dy faqe, që nuk është i çiltër, që nuk e zbulon fytyrën e vërtetë; shtiracak, shtinjak; që nuk i shpreh haptas ndjenjat, bind jet ose qëllimet e vërteta, që bëhet për të mbuluar qën-drimin e qëllimin e vërtetë dhe për të mashtruar të tjerët; *kund. i* çiltër, i sinqerte. *Njeri hipokrit. Fjalë hipokrite. Qëndrint hipokrit. Sjellje hipokrite. Buzë-qeshje hipokrite.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri hipokrit, njeri me dy faqe. *Nuk u besoj hipokritëve.*

HIPOKRIZI,~A . *sh.* ~, ~TË. Ves i njeriut të keq që hiqet sikur është i mirë, i virtytshëm e i dashur me qëllim që të gënjejë të tjerët; qëndrim me dy faqe, sjellja e njeriut që nuk është i çiltër më të tjerët, që nuk zbulon fytyrën e vërtetë dhe që shtiret, të qenët hipokrit; fjalë, sjellje a diçka tjetër e rreme, që nuk i përgjigjet së vërtetës dhe që synon të mashtrojë të tjerët; *kund.* çiltëri, sinqeritet. *Hipokrizia fetare. Çfarë hipokrizie! E bën për hipokrizi. Sillej me hipokrizi.*

HIPOPOTAM,'-'I *m. sh. ^E., ~>*ET. 1. *zool.* Kafshë e egër gjitare, barngrënëse, me trup të madh e të rën-dë, me kokë katërkëndëshe e me gojë të gjerë, me këmbë të shkurtra, me lëkurë shumë të trashë, pa qime e të zeshkët, që rron në Afrikë nëpër lumenj, liqene e moçale. *Gjuetia e hipopotame've.*
*2. fig. mospërf.* Njeri me trup shumë të madh e me fytyrë të shëmtuar, i cili mezi vërtitet.
HIPOTEKAR,~E *mb. ek.* Që është siguruar në hipotekë. *Kredit (borxh, detyrim) hipotekar. Hua hipotekare.*
HIPOTEKË,~'A . *sh. ~-A,* ~AT *ek.* 1. E drejtë që i jepet huadhënësit në shoqërinë kapitaliste për të marrë e për të shitur një pasuri të patundshme, të cilën huamarrësi e ka lënë si peng; marrja peng.
2. Hua që një huadhënës në shoqsrinë kapitaliste i jep një huamarrësi, pasi ky ka lënë si peng një pasuri të patundshme që siguron shlyerjen e huas; zyra që kryen këto veprime. *Merr një hipotekë. Shkon në hipotekë.*
HIPOTEKlM,~-I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HIPOTEKOJ, HIPOTEKOHET. *Hipotekimi i pasurisë (i shtëpisë).*
HIPOTEKOHET *Pës. e* HIPOTEKOJ.
HIPOTEKOJ *kal,* —OVA, ~UAR. 1. Lë si peng një pasuri të patundshme për të siguruar shlyerjen e një huaje, e vë peng në hipotekë (në shoqërinë kapitaliste). *Hipotekoi pasurinë (pronat, token, shtëpinë).*
2. I jap dikujt një hua pasi ai ka lënë si peng në hipotekë një pasuri të patundshme (në shoqërinë kapitaliste).
HIPOTENUZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjeom.* Bri-nja që gjendet përballë këndit të drejtë në një tre-këndësh kënddrejtë. *Hipotenuza e trekëndëshit. Ka-tetet dhe hipotenuza.*
HIPOTETIK,~E *mb.* 1. Që mbështetet në një hi-potezë, që merret me mend, që quhet sikur të ishte i tillë; i pasigurt, i dyshimtë. *Teori hipotetike. Gjykitn (shpjegim) hipotetik. Lidhje hipotetike.*
*1. gjuh.* Që ka f jali të vamr kushtore dhe që shpreh një mendim, i cili merret me mend a quhet sikur është i tillë. *Periudhë (fiali) hipotetike. Ndërtim hipotetik.*
HIPOTEZË,~'A . *sh.* ~A, ~AT. Mendim i pra-nuar përkohësisht e në mënyrë paraprake si i vërtetë; përfundim që nxirret në shkencë mbi bazën e disa të dhënave për të shpjeguar dukuri të ndryshme, por që ende nuk është vërtetuar plotësisht me anë të proves; çdo hamendje a pandehje që bëhet për diçka. *Hipotezë shkencore. Hipoteza të reja. Hipotezë pune* mendim që merret si pikënisje për një kërkim a studim të mëtejshëm. *Bëj një hipotezë. Shtroj hipotezën. Mbësh-tet një hipotezë.*
HIPUR *ndajf.* Duke qenë mbi diçka tjetër; ulur a shtruar mbi diçka; kaluar mbi një kafshë a ndenjur në një mjet udhëtimi. *Hipur mbi kale. Hipur në bi-çikletë (në makinë). Hipur mbi mur. Rri (jam, qën-droj) hipur.*
Është hipur mbi kale *shih te* KALË,~I.
HIQEM *vetv.* 1. Shkoj nga një vend në një vend tjetër, zhvendosem e ndërroj vendin, largohem nga vendi ku kam qenë; *keq.* largohem, shporrem. *Hiqen anash (mënjanë, prapa). U hoq deri te dritarja (te dera). Hiqu andej! M'u hiq që këtu.t Pa m'u hiq njëherë!*
*1.* Kapem pas diçkaje e lëviz pa u ngritur peshë; tërhiqem, zvarritem. *Fëmija hiqej pas fustanit të nënës. Hiqej pas murit. Hiqen pas tokës. Hiqet si gjarpri. Hiqet zvarrë (rrëshqanë, barkas, ijas).*
3. *bised.* Shpërngulem nga një Vend për t'u ngulur në një vend tjetër. *V hoqën nga qyteti (nga fshati). U hoq që këtej. Jane hequr andej prej shumë vjetësh.*
4. *fig.* Largohem nga diçka, i shmangem diçka je; ver. *veta III* del jashtë diçka, zhduket. *hiqet sherrit. Hiqjuni asaj pune!* mos u merrni me atë punë! *Nuk me hiqet nga mendja. Të luftohen e të hiqen nga koka idetë e shtrembra (të gabuara).*
5. *vet. veta III. bised.* Përdoret, blihet a shitet shumë diçka, shkon; pëlqehet. *Rakia (birra, vera) hiqej shumë. Ky stof (kjo ngjyrë) hiqet me shumë. Mollët e thara nuk hiqeshin aq.*
6. E mbaj veten për dike, mbahem, e quaj veten, shtirem. *Hiqzj i zgjiiar (i ditur). Hiqej për i madh (për i zoti). Hiqej filozof. Hiqej i sëmurë. Hiqej si mik. Hiqet si shpztimtar. Hiqen sikur punojnë shumë. Hiqet sikur i di të gjitha. Hiqet sikur nuk kupton. Pse me hi-qesh kështu?*
7. Dobësohem, tretem (kryesisht në fytyrë). *Është hequr fëmija. Jane hequr bagëtitë. Në verë hiqet ca.*
8. vet. *veta III.* Ndërzehet, ndiqet. *Hiqet pela. Hiqen lopët (macet, qentë). Hiqet dhelpra.*
9. *krahin.* Shkoj, eci; drejtohem diku. *Hiquni udhës lart! Hiqu e shih njëherë!*
10. *Pës. e* HEQ. *Hiqen nga shitja. Hiqet nga rendi i ditës. Hiqet urdhri (kërkesa). I hiqet ushqimi. U hiqen mundësitë. I hiqet një vërejtje.*
•*k* S'të hiqet nga dera *diku sh shih te* DERË,~A. M'u hiq qafe (hiqmu qafe)! *shih te* QAFË,~-A. Hiqnra {shporrmu) sysh! *shih te* SY,~RI. S'më hiqet nga rruga (nga udha) *shih te* RRUGË,~A. Hiqet zvarrë (rrëshqanë) *shih te* ZVARRË. Asnjë ashkël nuk i hiqet *shih tek* ASHKËL,~A.
HIR,~^I *m. sh. f^E,* '-'ET. 1. Mirësi, sjellje a diçka tjetër e mirë, qëndrim mirëdashës; përkrahje a ndih-më që i jepet dikujt, nder që i bëhet dikujt. për *hirin tend. Me shumë hire. Idhahirdikujt. I bëri Mr dikujt. Gjeti hir nga dikush. E ka në Mr dike. Kërkon tjetër Mr. Është rritur në Mr. E shkoi jetën pa hire. I ka dale nga hiri* ka humbur përkrahjen ose besimin e dikujt. *ligu s'ka Mr. fj. u.*
*2.* Bukuri, hijeshi. *Hir i rrallë (i madh). Hiri tjetës. Me shumë Mr. I jep Mr. la shtoi hiret. Nuk ka hir. Ka shumë hire. Është gjithë hir. Ecën (kërcen) plot Mr. I ka rënë një tjetër hir.*
3. Dëshirë, dashje; dashamirësi. *Hir i lire. Hiri* i *burrit dhe i gruas (i çiftit). Me hirin tim. Me Mr a pa hir (me hir a me pahir). la dha me hir. I ra (e theu) pa hir.*
4. *fet., vjet.* Mëshira, ndihma e përkrahja hyjnore (sipas botëkuptimit fetar).
5. *vet. sh. kryes. fet.* Gjëra të ndryshme (veshje, sende të veçanta etj.), të mbetura prej një shenjti a oshënari të vdekur ose eshtrat e tij që ruhen si haj-mali (në vendet ku vepron feja).
• për hir të... për dike a për diçka, për të ndih-muar a për të përkrahur dike a diçka, për hater të... Me hir e pa hir (hir e pa hir) dashur pa dashur, me dashje ose pa dashje; domosdo.
HIRËS,~'I *m. shih* HITH,^I i. *Hirësi i rrushit (t hardhisë, i duhanit).*
HIRËSf,~A . *sh. ~,* ^TË. 1. Bukuri, hijeshi. *Hirësia e vajzës. Hirësia e fushave.*
*2. vjet.* Titull që përdorej kur i drejtoheshin pesh-kopit a kryepeshkopit ose kur flisnin për të.
HIRËSOHET. *Pës. e* HIRËSOJ.

HIRËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *vjet.* I. *fet.* Më-shiroj dike; ia fal mëkatet (sipas botëkuptimit fetar).
2. edhe *fet.* E bekoj dike, duke dhënë pëlqimin që ai të zërë një vend të lartë e të nderuar; e lartësoj. *E hirësoi perandor. E hirësuan shenjt.*
HIRMADH,~'E *mb.* 1. Që është shumë i bukur, që ka shumë hijeshi, hirplotë. *Vajzë hirmadhe.*
*2.* Që është shumë i dhembshur për të tjerët; i më-shirshëm. *Nënë hirmadhe.*
3. *fet., vjet.* I mëshirshëm, mëshirëmadh; që fal mëkatet (sipas botëkuptimit fetar). *Zoti hirmadh.*
HIROHEM *vetv. vjet.* 1. I falem, i lutem dikujt; e lajkatoj, e mikloj. 2. Pëj.eHIROJ.
HIROJ *kal.,* "~'OVA, ~UAR *vjet.* 1. E përkëdhel. e mikloj dike; i bëj lajka dikujt, e lajkatoj. *E Mroi me gjithë zemër.* 2. I uroj fat të mirë dikujt; përgëzoj.
HIRPLOTË *mb. poet.* Që është plot bukuri, që ka pamje shumë të bukur; që ka shumë hijeshi. *Vajzë (grua) hirplotë. Pamje hirplotë. Me shtat (me trup) hirplotë. Krijesë hirplotë. Buzëqeshje hirplotë.*
HIRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka pamje të bukur, i hijshëm, që është plot hir; që të sjell kënaqësi, i këndshëm. *Vajzë e hirshme. Fytyrë e hirshme. Me trup të hirshëm. Ecje (lëvizje) e hirshme.*
HIRTË (i,e) *mb.* Që ka ngjyrën e Writ. *Ngjyrë (bojë)e hirtë. Cohë e hirtë. Sy të hirtë. Mjegulla e hirtë. Shel-gu i hirtë. bot. Krimbi i hirtë, zool. Mia i hirtë. zool.*
HIRUSHE,~'JA . *folk.* Figure e përrallave po-pullore shqiptare, që paraqitet si vajzë e vogël, e bukur, e urtë, punëtort dhe e dashur, e cija trajtohej keq nga njerka.
HIRRAQ,—E *mb.* Që është i hollë e i lëngshëm si hirrë; që ka lëshuar hirrë. *Qumësht hirrdq. Kos hirraq,*
HIRRË,~A 1. Lëng si ujë, në ngjyrë të gjelbër shumë të çelur, që del kur pritet qumështi a kur ku-Jlojmë djathin e njotnë ose që e nxjerr kosi pasi mpik-setj *Hirrë e tier. Hirrë qumështi. Hirra e djathit (e kosit, e gjizës). Është bërë si hirrë* ëhtë holluar shumë, ësfltë bërë si ujë.
2. *veter.* Hirrëz, ngalosë. *Hirra e bagëtive. E zuri hirra.*
*k* Hirrë breshke *thjeshtligj. shih te* BRESHKË,~A. Bar hirre *bot. shih te* BAR,~Ii.
IJIRRËT (i,e) *mb.* 1. Që ka ngjyrë të gjelbër shumë të çelur, që ka ngjyrën e hirrës. *Sy të hirrët.* 2I I turbullt, jo i kulluar. *Ujë i hirrët.*
HIRRËZ,~A . *veter.* Sëmundje ngjitëse që u bie bagëtive të imëta e ua pret qumështin si hirrë, ua zbardh syte, i verbon dhe ua mahis kyçet e këmbëve e thundrat; hikrraq, ngalosë.
Bar hirrëze *bot. shih te* BAR,~Ii.
HISE,~JA *sh. ~J,* ~TË dhe HlSE,~JA *sh.*
—E, ~ET *bised.* 1. Pjesa që i bie dikujt, kur ndahet një e tërë a një trashëgimi; pjesë. *Tri hise qumësht. Mori hisenë e vet. I bëri hise edhe vëllait. Ka hise n ë diçka. I ra në hise. I hyri në hise dikujt* u be pjesëtar pa të drejtë. *E ndau në tri hise. I dha secillt hisenë e vet.*
*2. bised.* Here. *Pesë hise me shumë. Dy hise me mirë. Dhjetë hise më e bukur. Njëqind hise me i mirë.*
*3.,etnogr.* Tërësia e fëmijëve dhe e pasardhësve të secilit djalë me gruan e vet brenda familjes së ma-dhe patriarkale; bark. *la flku hisenë. Iu shqim (in shkretua) hisja.*
*k* Ira për hise *( një punë,nj ë detyrë e tj.)* i takoi atij ta kryertte. Vëlla pa hise *bised.* vëllam.
HISËLL,~'LLI *m. sh.* ~IXA, ~IXAT *bot. kra-hin.* Hither. *Mbjellin hisëll e duan të korrin grurë. fj. u.*
HISTERI,-~A . *sh.* ~; —TË. 1. *mjek.* Sëmundje nervore te njerëzit shumë të rtdjeshëm, e cila shfaqet me turbullimin e herëpashershëm të gjendjes shpirtë-rore e mendore dhe shoqërohet me britma, më të qe-shura, me dridhma, me lot etj. *Caste histerie. Krizë hisierie. E kapi (e zuri) histeria. Qeshi si me histeri.*
*2,* Inat i shfrenuar, tërbim i papërmbajtur, *Flet (sillei) me histeri.*
3, *fig. keq.* Veprimtari e ethshme dhe e shfrenuar qS ? hyillohet në një fushë të caktuar të jetës shoqë-rore, në luftën kundër dikujt etj. *Histeria politike e imperialistëve. Histeria antikomuniste e fashizmit. Histeria luftënxitëse e kapitalistëve. Histeria shovi-niste. Vale histerie. Nxttin (ndezin) histerinë e luftës.*
HTSTERfK,~'E *mb. 1. mjek.* Që vuan nga histeria, që është i sëmurë nga histeria; që ka shfaqje të his-terizmjt; që është karakteristik për histerinë ose për atë që vuan nga histeria; që shpreh histeri. *Njeri (f sëmurë) hlsterik. Grua histerike. Gjendje histerike. Britma (ulërima, të qeshura) histerike.*
*2. fig., keq.* I shfrenuar, i papërmbajtur, i tërbuar, si në gjendje histerie. *Propagandë histerike. Thirrjet histerike të imperialistëve. Fushata histerike kundër komunizmit.*
3. *si em.* ~, ~>U *m. sh.* —'Ë, ~ËT. Ai që vuan nga histeria. *Mjekimi i histerikëve. Britmat e histerikëve.*
HISTERIZËM,~-MI m. *sh.* ~MA, —MAT. Të qenët histerik, gjendje histerie; shfaqje histerie. *His-terizmat e muzikës perëndimore. Krizë histerizmi. E kapi (e zuri) histerizmi. Qeshi (thirri) me histerizëm. Nxit histerizmin e luftës.*
HISTOLOGJI,—A . *anat.* Pjesë e anatomise që studion ndërtimin e indeve të njeriut dhe të kafshëve.
HISTORI,'-'A *sh.* ~J, ~TË. 1. *vet. nj.* Bota, jeta, realiteti në zhvillimin e tyre të pandërprerë. *Ligjet e historisë. Rrota e historisë. Revoluclonet janë lokomotivat e historisë.*
*2.* Tërësia e fakteve, e ngjarjeve dhe e dukurive të rëndësishme e të lidhura ndërmjet tyre, që i për-kasin së kaluarës së një populli, të një grupi shoqëror a të gjithë njerëzimit; shkenca që studion lindjen e zhvillimin e shoqërisë njerëzore, të një populli etj. *Historia e përgjithshme. Historia e vjetër (e mesjetës, e kohës së re, e sotme). Historia e Shqipërisë. Historia politike (shoqërore, ekonomike) e një populli. Historia shumëshekullore (mijëravjeçare). Historia e po-pujve (e njerëzimit). Përvoja e historisë. Populli shqiptar e ka çarë rrugën e historisë me shpatë në dorë.*
*3.* Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Mësuesl I historisë. Dha provim në his-tori. Mori dhjetë në histori. Ora e historisë.*
*4.* Rruga e lindjes dhe e zhvillimit të pandërprerë të një fushe të caktuar ose të një dukurie të botës, të shkencës a të kulturës; shkenca që studion këtë rrugë zhvillimi. *Historia gjeologjike e tokës. Historia e zhvillimit shoqëror. Historia e materializmit (e mendimit përparimtar). Historia e artit (e muzikës). Historia e filozofisë (e pedagogjisë). Historia e gjuhës shqipe. Historia e letërsisë shqiptare (botërore). Historia e marrëdhënieve ndërkombëtare.*

5. Periudhë e zhvillimit të shoqërisë njerëzore, qS përfshin kohën që kur kjo shoqëri njihet e dësh-mohet me dokumente dhe deri në ditët tona (në kun-dërvënie me prehistorinë). *Historia dhe prehistoria e një populli.*
*6.* Tërësia e të dhënave dhe e ngjarjeve me rëndësi, që lidhen me dike a me diçka dhe që e karakterizojnë atë nga ana e jetës dhe e zhvillimit. *Ka një histori të gjatë. Nuk e di historlnë e tij.*
*7. bised.* Piçka që ndodh a përsëritet njësoj ose afërsisht si me pare; po ajo gjë. *E njëjta (po kjo, po ajo) histori. Kjo është histori e vjetër (tjetër). E kemi dëgjuar këtë histori.*
8. Tregim për diçka që ka ndodhur, përshkrimi i ngjarjeve; tregim i shkurtër me ndodhi a ngjarje të vërteta ose të rreme; ndodhi e papëlqyeshme. *Histori gazmore. Histori e lashtë (e moç'me). Histori e hidhur (e papëlqyeshme). Histori e ngatërruar (e koklavitur). Histori të ndryshnte. Tregonte histori. Nisi nga his-toritë. if* U be histori *diçka kryes. keq.* u zgjat e u be tërkuzë diçka, duke e marrë nëpër gojë dhe duke emësuar të gjithë; u përsërit shumë here. Historia hesht për *diçka* nuk ka asnjë të dhënë për një ngjarje a figure historike, nuk dihet fare gjë për të. Hyri në histori edhe *shak.* u be i njohur; do të mbetet i paharruar. Nuk e njeh historia as është pare, as është dëgjuar gjë për dike a për diçka.
HISTORIAN,~I *m. sh.* ~Ë, <~ËT. Studiues në fushën e historisë; ai që shkruan historinë e një kohe a të një fushe të caktuar, historishkrues. *Historianët shqiptarë. Historiani i Skënderbeut. Historian i letër-sisë shqiptarë.*
HISTORIK,—U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Përshkrim i përmbledhur i vargut të ngjarjeve dhe i të dhënave që lidhen me lindjen e me zhvillimin e një veprimtarie, të një fshati, të një ndërmarrjeja, të një koopera-tive, të një njësie ushtarake etj.; histori. *Historiku i zhvillimit të diçkaje. Historiku i shkollës (i fshatit, i kooperativës, i ndërntarrjes). Historikët e brigadave. Historiku i Lëvizjes Nacionalçlirimtare të një qarku. Hartimi i historikëve. Shkruan (bënë) historikun.*
HISTORIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me historinë, që i përket historisë, i historisë. *Zhvillimi (procesi) historik. Studime historike. Shkenca historike. Monument (dokument) historik. Dëshmi (të dhëna) historike. Periudhë historike. Shkaqet (rrënjët) historike. Kategori historike.*
*2.* Që dëshmohet se ka qenë më të vërtetë; që ka qenë i gjallë, i përgjigjet realitetit dhe nuk është i tri-lluar a i shpifur. *Fakt historik. Figure historike. Per-sonazh historik.*
3. Që është shumë i rëndësishëm për shoqërinë, që vlen të mbahet mend e të përkujtohet, i njohur, i shënuar; që ka hyrë në histori si diçka e rëndësishme; që është i lidhur me një ngjarje të rëndësishme të historisë. *Date (ditë) historike. Përvjetor historik. Kthesë historike. Kongres historik. Mbledhje historike. Vendim historik. Fitore historike. Rol (mision) historik. Përvojë historike. Vende historike.*
4. Që mbështetet plotësisht ose pjesërisht në ngjarje të historisë, që paraqit a përshkruan një figure ose një ngjarje të rëndësishme të historisë. *Roman historik. Me subjekt historik. Këngët historike.*
5. Që ndriçon rrugën e lindjes dhe të zhvillimit të pandërprerë të dukurive në etapa të ndryshme dhe në lidhje të ngushtë e dialektike me kushtet konkrete; që studion historinë e zhvillimit të pandërprerë të fakteve e të dukurive të një fushe të caktuar (për shken-cat). *Metoda historike e studimit. Vështrim historik. Analizë historike. Shpjegimi historik i dukurive. Cra-matika (fomtika, leksikologjia) historike. Botanika (gjeografia) historike.*
6. Që njihet e dëshmohet me anë të dokumenteve (në kundërvënie me prehistorinë). *Periudha historike. Koha historike dhe prehistorike e një populli.*
• Materializmi historik *shih te* MA-TERIALIZËM,~MI.
HISTORIKISHT *ndajf.* Nga pikëpamja historike, nga ana historike; sipas historisë. *Brenda një kohe historikisht të shkurtër. Është vështruar (studiuar, gjurmuar) historikisht.*
HISTORIOGRAFI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Shkenca që studion historinë e shoqërisë njerëzore, duke u mbështetur në burimct e ndryshme historike dhe në veprat e botuara, shkenca që studion dijet historike dhe metodat e studimit historik në zhvillimin e tyre. *Hisloriografia shqiptarë. Historiografia marksiste.*
*2.* Tërësia e veprave historike që kanë dalë në një kohë të caktuar ose që i kushtohen studimit të një epoke, të një figure a të një problemi të veçantë. *Historiografia e Pasçlirimit. Historiografia e Skënderbeut.*
HISTORISHKRtES,~'I *m. sh.* —, ~IT. Ai që shkruan historinë e një kohe të caktuar a të një figure historike; ai që merret me historiografi. *Historishkruesit e lashtë. Historishkruesit e Rilindjes Kombëtare.*
HISTORIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT. 1. *vet. nj.* Parim dialektik i studimit, sipas të cilit sendet, ngjarjet, dukuritë etj. vështrohen e vierësohen në zhvillimin e tyre historik të pandërprerë e tërësor dhe në lidhje të ngushtë me kushtet konkrete historike; parim metodologjik historik. *Metoda e historizmit. Parimi i historizmit. Nga pozitat e historizmit. Vepra përshkohet nga historizmi.*
*2.* Prirje për të dhënë sa me shumë elemente nga e kaluara në një vepër artistike ose shkencore; *kryes. sh.* elemente historike. *Ra në historizëm. E shkarkoj një tekst nga historizmat.*
3. *gjuh.* Fjalë a shprehje që ka dale nga përdorimi i gjallë, sepse sendi a dukuria që shënon ajo i takojnë një periudhe historike të kaluar. *Përdorimi i historiz-mave. Dallimi i historizmave nga arkaizmat.*
HITI,~A . *sh.* -~i, >—'TË *krahin.* 1. Nxitim, ngut; vrull. *E mblodhi me hiti. E ndreqi me hiti të madhe. Vlon puna me hiti.*
*2.* Kujdes i madh; zell. *Punon me hiti. Ecën me hiti.*
HITH,~^I m. 1. Sëmundje që shkaktohet nga një kërpudhë shumë e vogël parazitare, e cila prek gjethet e hardhisë dhe kokrrat e rrushit dhe i vesh ato me një pluhur si hi në ngjyrë të murrme; mykëz. *Hithi i hardhisë. I ka rënë hithi rrushit.*
*2.* Vrug. *Hithi i duhanit (i fikut, i grurit, i qepëve, I bostanit).*
HlTHËR,~'RA . *sh.* -<RA, —RAT. 1. *bot.* Bimë e egër barishtore që në kërcellin e në gjethet e saj të dhëmbëzuara ka një push të imët djegës dhe që për-doret si bimë mjekësore e për ushqim. *Hithra mall. Gjethe (fletë) hithre. Lëng hithre. Lakror me hithra. E dogji hithra. E rrahu me hithra. Vend ku rriten hith-rat* vend i braktisur; gërmadhë.
2- *fig.* Njeri i keq, njeri i prapë që nuk i lë të tjerët të qetë. *Është një hither ail*

3. *përd. mb.* Që të ngacmon e të shqetëson me fjalë, që të djeg me fjalë, piperkë. *E kishte gruan hither.*

•*k* Nuk bie reja (rrufeja) në hithra *fj. u. mospërf.* nuk bie e keqja mbi të keqin, s'vete e keqja tek i keqi. I daltë hithra në vatër! *mallk.* iu shkretoftë shtëpia!, mos i mbettë asnjeri gjallë!, iu shoftë pragu! Shtohet (është) si fara e hithrës (c sinapit, e lirit) *shih te* FARË, ~A4. *HITHER DETI zool.* Kandil deti.

HITHËRISHTË,~A . *sh.* ~A, -AT. Vend plot me hithra, vend ku zakonisht rriten shumë hithrat.

• Iu be shtëpia hithërishtë iu be shtëpia gërmadhë; iu shkretua shtëpia, s'i mbeti asnjeri gjallë, iu shua pragu.

HITHËRORE,~T . *vet. sh.* 1. *bot.* Famjlje bimëshbarishtore, ku bëjnë pjesë lloje të ndryshtne hithrash "j.

HITHËS,~I *m. bot.* Lloj vidhi me trung të lëmuar, me gjethe të dhëmbëzuara e me majë, të mbuluara nga lart me push të ashpër, me lule të vogia pa bisht, druri i të cilit përdoret për lëndë ndërtimi.

2. *mjek.* Sëmundje që shkaktohet nga disa ushqi-me ose nga disa lëndë dhe që shfaqet me njolla si flluska të kuqërreme në lëkurë, ta cilat kruhen e dje-gin, por kalojnë shpejt.

HITHËTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shami koke e zezë prej një nape të lehtë msndafshi a prej krepi shumë të nolle, shami e mirë. *Vuri hithëthin. I ra (i shkau) hithëthi.*

HITHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot., krahin.* 1. Ajdës. *Dru hithke. Gjethet e hithkës.* 2. Hither.

I

HOBE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Cope lëkure a diçka e thurur, me dy rripa të hollë ose me dy gjalma të lidhur në dy anët e saj, që përdoret për të gjuajtur me gurë të vegjël, duke e rrolulluar me force e duke lëshuar njërin rrip a njërin gjalmë. *Hedh gurin me hobe. Gjuan zogj me hobe. E qëlloi me hobe.*

2. *hist.* Armë e vjetër që përdorej në luftë për të hedhur gurë. *Hobe e madhe. I shkatërruan muret e kështjellës me hobe.*

•*k* Është si guri në hobe nuk rri në një vend, ku ngryset nuk gdhihet.

HOBETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Luftëtari që përdorte hobenë për të hedhur gurë.

HOJ *lidh. bised.* Ose (përdoret zakonisht e përsë-ritur). *Hoj këtu, hoj aty. Hoj ti, hoj unë. Hoj për mirë, hoj për keq. Hoj nga dhëndri, hoj nga nusja.*

HOJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. *shih* HUALL,~I. *Hoje mjalti (dylli).*

HOJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Huall mjalti.

2. Vrima e hundës. *Hojëzat e hundës. Hojëzat e kalit. Iu hapën hojëzat.*

3. *anat.* Gropa të vogla në kockat e nofullave, ku hgulen rrënjët e dhëmbëve; alveole.

HOJMË (i), ~E (e) *mb.* Shumë i ëmbël (për disa pemë). *Fiq të hojmë.*

HOKATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që thotë fjalë për të qeshur, ai që bën shaka; ai që tall, shpotit a ngacmon të tjërët zakonisht pa të keq, gaztor, sha-kaxhi. *Është hokatar i madh.*

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Plak hokatar. Grua hokatare. Me fjalë hokatare.*

HOKEIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *sport.* Ai që luan hokej, lojtari i hokejit. *Skuadra e hokeistëve.*

HOKEJ,~I *m. sport.* Lojë që zhvillohet sipas rre-gullave të futbollit në një fushë me akull ose me bar, por me një top të vogël a me një paftë, që lojtarët e gjuajnë me shkop. *Hokej mbi akull (mbi bar). Skua-dër hokeji. Ndeshje hokeji. Top hokeji.*

HOKË,~A *kryes. sh.* ~A, ~AT. Fjalë që thu-hën për të qeshur; shaka; tallje, shpoti zakonisht pa të keq. *Bën hoka. I ka hoka ato që thotë.*

HOKOHEM *vetv.* 1. Bëj hoka me dike; tallem
e ngacmohem me dike zakonisht pa të keq. 2. *Pës. e* HOKOJ.

HOKOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj hoka me dike, bëj shaka; tallem me dike zakonisht pa të keq. 2. *kal.* E tall dike.

HOLANDEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Holandës ose ai që e ka prejardhjen nga Holanda.

HOLANDEZ,~E *mb.* Që lidhet me Holandën ose me holandezët, që është karakteristik për Holandën ose për holandezët, i Holandës ose i holan-dezëve; që është krijuar nga holandezët. *Populli ho-landez. Kufiri holandez. Skuadra holandeze. Gjuha holandeze. Këngë holandeze. Lopë holandeze.*

HOLANDlSHT *ndajf.* Në gjuhën holandeze. *Flet holandisht.*

HOLANDlSHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane e grupit gjërmanik që flitet në Holandë, gjuha holandeze.

HOLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj shilarësi a kolovajze, që përdoret për të tundur foshnjën kur e vëmë për të fjetur jashtë. *Hole fëmijësh (kalamajsh). E tund foshnjën në hole. E vë të fiejë në hole.*

HOLLA,~T (të) . *vet. sh. 1.* Para; para në njësi të vogla, të shkoqura. *Pagoi të hollat. Derdhi (tërhoqi) të hollat. E bleu më të holla (me të holla në dorë). A ke të holla? la ktheu në të holla.*

2. Veshjet e brendshme (këmisha e të mbathurat); veshjet e lehta që mbahen në kohën e va'pës. *Rri (fie) në të holla. Në verë veshin të hollat.*

*3.* Majat e degëve të thata, shkarpa shumë të holla, që përdoren për të ndezur zjarrin ose për të bërë flake. *Flake më të holla. Mblodhi të holla.*

*4. krahin.* Të lashtat. *Mblodhën të hollat.*

5. edhe *nj. vjet.* Imtë. *Në çdo të hollë.*

*k* I bëri të hollat (paratë) rrusfa e kumbulla *shih te* RRUSH,~I.

HOLL,AK,~E *mb.* 1. Që e ka shtatin të hollë; që vjen i hollë nga trupi, që është i hollë; i hequr; i mpreh-të. *Njeri (djalë) hollak. Me trup hollak. Me këmbë (me qafë) hollake. Me fytyrë hollake. Bimë hollake.*

*2. përd. em.* Njeri me trup të hollë.

HOLLAZI *ndajf.* 1. Hollë. *E preu hollazi.*

2. *fig.* Në mënyrë të varfër, me gjëra të pakta, me pak gjë. *E priti hollazi. E kalonin (jetën) hollazi.*

HOLLË,~T (të) *as.* 1. Ije, mes. *Të hollët e njeriut.*

2. Kërciri i këmbës. *U vra tek të hollët e këmbës.*

3. Të fikët. *ra të hollët.*

HOLLË (i,e) *mb.* 1. Që është shumë i ngushtë dhe i gjatë, që e ka gjerësinë e trupit të vogël, që e ka prerjen tërthore shumë të vogël; që nuk është i trashë, i fryrë a i shëndoshë dhe që duket i hijshëm, i hajthëm; që është i mprehtë e me majë; *kund.* i trashë. *hollë e i gjatë. Dru (lastar, shkop) i hollë. Shufër (purtekë) e hollë. Bar i hollë. Pe i hollë. Me trup (me shtat) të hollë. Me qafë të hollë. Me gishta të hollë. Me duar (me këmbë) të holla.*

*Tipare të holla (tëfytyres). Me buzë (me vetulla) të holla. Gjemb i hollë. Sqep i hollë. Gjilpërë e hollë. Akrepi i hollë i ores. Me majë të hollë.*

*2.* Që ka trashësi të vogël, që është si cipë a si petë (për sende të rrafshëta e të shtrira); që është bërë prej diçkaje jo të trashë ose që në llojin e vet është i imët,që nuk ka trashësi; *kund.* i trashë. *Letër (cipë, petë, lëvore) e hollë. Shtresë e hollë. Dërrasë (pllakë) e hollë. Xham i hollë. Libër i hollë. Rroba të holla. Ço-rape të holla. Perde e hollë. Jorgan (qilim) i hollë. Mur i hollë.*

3. Që ka gjerësi të vogël, i ngushtë; *kund.* i gjerë. *Brez i hollë. Rrip i hollë toke. Vijë e hollë uji.*

4. Qti përbëhet nga grimca, kokrriza a thërrmija shumë të vogla ose nga pika të imëta; që është me vrima shumë të ngushta dhe lë të kalojnë grimca a pikla shumë të imëta; i imët. *Rërë e hollë. Pluhur i hollë. Miell (sheqer) i hollë. Kripë e hollë. Barut i hollë. Site (ku-llore) e hollë. Shi i hollë. Breshër i hollë. Vesë e hollë.*

5. I rrallë e i imët, që nuk është i dendur; që është i pakët e jo i ngjeshur, i rrallë e pak a shumë i tej-<3ukshëm. *Pyll i hollë. Mjegull e hollë. Tym i hollë.*

6. Që është shumë i lëngshëm (sepse nuk ka brenda lëndë që ta trashin ose sepse ka shumë ujë); *kund.* i trashë. *Qumësht i hollë. Kos i hollë. Supë e hollë. Baltë e hollë. Naftë e hollë.*

7. Që është bërë me mjeshtëri e me kujdes të ve-çantë, nga që është shumë i ndërlikuar dhe ka pjesë shumë të vogla e të imëta; që është punuar me shumë shije e mprehtësi, që është i përsosur e i përpiktë. *Punë e hollë. Punitn i hollë. Vepër e hollë. Mekanizëm i hellë. Prërje e hollë. Qëndisje e hollë.*

8- *fig-* Që është shumë i paktë a i vogël sa mezi vërehet, që shquhet me vështirësi, që mezi dallohet; që është shumë i vështirë për t'u kapur. *Buzëqeshje (nënqeshje) e hollë. Dallime (ndryshime) të holla. Nuancat e holla të ngjyrave.*

9. I lartë; i mprehtë (për tingujt dhe zërin). *Zë (tingull) i hollë. Fishkëllimë e hollë. Cicërima e hollë e zogjve.*

10. I ftohtë, që të pret, i mprehtë. *Thëllim i hollë. Fryn erë e hollë.*

11. Që është shumë i lehtë e i këndsnëm. *Parfum i hollë. Aromë (erë) e hollë.*

12. *fig.* Që është shumë i ndjeshëm, që i kap edhe gjërat më të vogla a më të imëta (për organet e shqisave etj.); që preket shpejt nga diçka, që e ndien menjëherë atë. *Ka vesh (nuhatje, shije) të hollë. Ka ndjenja të holla. E ka hundën të hollë* i kap mirë erërat e ndryshme, ka nuhatje të forte.

13. *fig.* Që i kap gjërat shpejt e si 3uhet, që depër-ton thellë deri në gjërat më të imëta, që vepron me shumë mprehtësi, i zgjuar, mendjemprehtë; që bëhet a paraqitet me shumë mprehtësi, shumë i thellë; që bëhet me shumë imtësi, i hollësishëm. *Njeri (vëzh-gues, psikolog) i hollë. Diplomat i hollë. Kritikë e hollë. Përgjigje (pyetje, vërejtje) e hollë. Arsyetim (mendim) i hollë. Shaka e hollë. Lëvdatë e hollë. Analizë e hollë. Është djalë i hollë. E ka mendjen të hollë* është shumë i zgjuar e i mprehtë.

14. *bised.* I dobët, i pazhvilluar; dorëhollë, i varfër *(e&hefig.). Tokë e hollë. Vende (vise) të holla. Bagëtitë dolën të holla nga dimri. Misrat ishin të hollë. Ishte në gjendje të hollë. Njerëzit kanë qenë të hollë.*

•*k* Nuk hipën në degë të hollë vepron me shumë kujdes, nuk bën gabime në jetë. E ka hundën të hollë *iron,* nuk pranon çdo gjë, zgjedh shumë e bën naze. Ka nuhatje të hollë i parandien a i parashikon shpejt e mirë gjërat. I ka veshët të hollë *di k ush* dëgjon shumë mirë, i ka veshët të mprehtë. Bagëti e hollë (e imët)jii7ire BAGËTI,'—A i. Kallamboq i
hollë *bot. shih te* KALLAMBOQ,~I. Para 18 holla para në njësi të vogla. Ujëte hollë (e vogël ) *euf. shih tek* UJË,~I $_2$. V e n d i i h o 11 ë *euf.* organi seksual i mashkullit, vetja. ZorraC hollë *anat. shih te* ZORRË,-— A i.

HOLLË *ndajf.* 1. Me trup të ngushtë, me prerje tërthore shumë të vogël, me gjerësi të vogël; me majë të mprehtë; *kund.* trashë. *E tjerr perin hollë. E punon telin hollë. E griu duhanin (sallatën) hollë. E mpreh hollë lapsin.*

2. Në pjesë që kanë trashësi të vogël, në rripa të hollë si cipë a si petë; me një shtresë a cipë të hollë; me rroba të lehta, me veshje të holla; *kund.* trashë. *E preu hollë bukën (djathin). E suvatoi murin hollë. Është veshur hollë.*

3. Në grimca, në kokrriza a thërrmija shumë it vogla, imët. *E bluan hollë grurin (misrin, kafenë). E shtyp hollë kripën. E sit hollë miellin.*

4. Ujshëm, jo trashë (kur del jashtë). *Del jashti hollë.*

5. Me mjeshtëri dhe me kujdes të veçantë; me shumë shije e mprehtësi, me përpikëri. *Punon hollë. E ka qëndisur hollë. Shtie hollë* qëllon mirë me armë.

6. *fig.* Sa mezi duket, sa dallohet me vështirësi, paksa; sa mezi kapet. *buzëqeshi hollë.*

7. Me zë të lartë. *Këndonte (ia ntori këngës) hollë.*

8. *fig.* Me zgjuarsi e me mprehtësi; thellë; me shumë imtësi. *Iu përgjigj hollë. Gjykon (mendon) hollë. I sheh punët hollë. Të flasim me hollë! Sa hollë i ditka gjërat! Pret (tjerr) hollë* a) është shumë i zgjuar e i mprehtë, i kap gjërat shpejt; b) flet me fjalë të men-çura e të mprehta; bën fjalë për diçka që duhet ta kuptosh vetë; mendon e vepron me pjekuri e me mençuri. *I pret hollë mendja* është i zgjuar, i kap shpejt gjërat.

9. *bised.* Në gjendje të varfër, me vështirësi; ngushtë, në gjendje të keqe. *Kemi jetuar hollë. Ishte hollë nga gjendja (nga paratë). E ndiente veten hollë. E zu-ri hollë dike. E pa veten hollë. Mbeti hollë.*

HOLLË-HOLLË *ndajf.* 1. Me hollësi të madhe, me shumë imtësi. *E shoshitin hollë-hollë. Po të shqyr-tohet hollë-hollë... Në pyetshi hollë-hollë...*

*2.* Me zë të lartë; me zë të hollë e me mjeshtëri. *la merr këngës hollë-hollë.*

HOLLËRINA,~'T . *vet. sh.* Penj të hollë. *Shiste hollërina.*

HOLLËSI,^A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i hollë, vetia e diçkaje që është e hollë (edhe *fig.). Hollësia e fijes (e leshit, e qimes). Hollësia e zërit (e tingujve). Hollësia e mendjes (e mendirneve, e arsyetimeve).*

2. Të qenët i hollësishëm, imtësi. £ *shoh me hollësi. E pyeti me hollësi. Foli (tregoi) me hollësi.*

3. Hollësirë. *Hollësi të panevojshme. Nuk jep ndonjë hollësi. Mbante mend shumë hollësi nga koha e luftës.*

HOLLËSIRË,~A. *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë shumë e vogël dhe e imët e diçkaje; gjë shumë e vogël dhe e imët që dallohet me vështirësi, imtësi. *Hollësirat e një sahati. Mekanizëm (aparat) me shumë hollësira.*

*2. fig.* Pjesë a gjë e hollësishme e diçkaje; e dhënë a rrethanë e hollësishme për një ngjarje a për diçka tjetër. *Hollësirat e jetës. Pa hyrë në hollësira. Hollësirat do të jepen (do të njoftohen) me voni.*HOLLËSISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që jepet më të gjitha hollësirat, që ka shumë

të dhëna, i zbërthyer; që bëhet me shumë hollësi e me imtësi, që hyn në hollësi, i imët. *Gjëra të hollësishme. Të dhëna të hollësishme. Rregulla (udhëzime, porosi) të hollësishme. Ana-jizë e hollësishme. Njohje e hollësishme. Tregues i hollësishëm. Plan i hollësishëm. Shqyrtim i hollësishëm. Raport (tregim, përshkrim) i hollësishëm. Në mënyrë* A? *hollësishme.*

HOLLËSISHT *ndajf.* Në mënyrë të hollësishme, më të gjitha hollësirat, imtësisht. *Flet (tregon, për-shkruan) hollësisht. E zbërtheu (e shqyrtoi, e shoshiti) hollësisht. E hetoi hollësisht një çështje.*

HOLLl,~A *sh.* ~, ~TË. Hollësi, mprehtësi. *Hollia e mendjes.*

HOLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HOLLOJ, HOLLOHEM. *Hollimi i petë ve. Hollimi i telit. Hollimi i alkoolit.*

2. *krahin.* Pete byreku. *Hollimet e lakrorit (e by-rekut).*

3. *fig. vjet.* Hollësi; hollësirë; mprehtësi, zgjuarsi. *Ka tepër hollim. E punoi me hollim të madh. Nuk jepen të gjitha hollimet.*

HOLLOHEM *vetv.* 1. *kryes. veto III.* Bëhem me i hollë në trup, bëhet më e hollë një pjesë e trupit. *Iu hollua trupi. Iu holluan këmbët (duart). I është ho-Ifuar qafa. U zgjat e u hollua. Rritet e hollohet.*

2. *vet. veta III.* Bëhet me i lëngshëm, bëhet me me s;humë ujë. *Është holluar qumështi i bagëtive. I është holluar gjaku.*

3. *fig. bised.* Bëhem me i zgjuar; fitoj mprehtësi, zgjuarsi dhe shije më të mirë; zhvillohem. *Jane holluar njerëzit tani. Iu hollua mendja* u be me i zgjuar e me i mprehtë.

4. *bised.* Dobësohem, tretem, ligem. *Jane holluar bfigëtitë. Është holluar shumë.*

5. *fig. bised.* Varfërohem. *Ishte holluar shumë.*

*6. Pës. e* HOLLOJ i-8.

• Iu hollua gjaku *shih te* GJAK,~U i. Iu holluan kikëzat *dikujt shih te* KIKËZ,~A.

HOLLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj diçka më të hollë në trup; e bëj diçka më të mprehtë e me rnajë, e mpreh. *Holloj shkopin. Holloj telin. Holloj b'ishtin"e sqeparit. I holloi vetullat. Holloj majën e lapsit.*

*2.* E bëj me pak të trashë një send të rrafshët a të shtrirë, e bëj si cipë a si petë, e bëj diçka më të hollë; bëj petë, tëholl. *Holloj dërrasën (pllakën). Holloj petët.*

3. E bëj diçka më të ngushtë, e ngushtoj, e bëj më të hollë. *Holloj brpzin (rripin). Holloj vijën.*

4. E bëj diçka më të lëngshme, i hedh ujë a një lëng tjetër. *Holloj qumështin (kosin). Holloj verën (alkoolin). Holloj gëlqeren (bojën). Holloj ngjyrat. E, holloj me ujë (me benzine) diçka.*

5. E bëj më të lartë, e bëj më të hollë (për zërin). *Holloj zërin.*

*6. vet. veta III fig.* Bën që të ketë ndjeshmëri më të madhe. *Ta hollon veshin (nuhatjen).*

7. *vet. veta III fig.* E bën më të zgjuar a më të mprehtë;; e bën më të përsosur; e fisnikëron. *Ta hollon men-djen. T'i hollon ndjenjat. Ta hollon shijen.*

8. *bised.* E dobësoj dike a diçka, e bëj më të dobët;

e bëj më të varfër (token). *E holloi sëmundja. I holloi dimri bagëtitë. E holloi shiu (kripa) token.*

9. *fig. bised.* la them diçka me hollësi, e sqaroj fill e për pe; e stërholloj. *la holloi ngjarjen. I kanë holluar shumë punët.*

10. *fig.* E bëj më të kuptueshëm e më të qartë, bëj që të tingëllojë me bukur e me mirë; e bëj më të thjesh-të (për gjuhën, të folurit). *E ka holluar gjuhën.*

*k I* holloi duart *(së fërkuari) iron,* është shumë i kënaqur për diçka, fërkon duart nga kënaqësia.

HOLLOJSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *shih* HOLLUE-SE,~JAi,2.

HOLLOKROQE *mb. f. krahin.* 1. Mendjelehtë. *Vajzë (gruaj hollokroqe.*

2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E theu ajo hollokroqja.*

HOLLUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me i ngushtë në trup; që është bërë me i hollë në gjithë gjatësinë e vet; që është bërë me i mprehtë e me majë. *Shkop i holluar. Me vetulla të holluar a. Me majë të holluar.*

2. Që është bërë me pak i trashë, që është bërë si cipë a si petë (për sende të frafshëta e të shtrira), që është bërë me i hollë. *Dërrasë e holluar.*

3. Që është bërë me i lëngshëm, që është shtuar me ujë a me ndonjë lëng tjetër. *Kos i holluar. Verë e holluar. Mjaltë i holluar. Gëlqere (bojëj e holluar.*

*4.* Që është bërë me i lartë, që është bërë me i hollë (për zërin). *Me zë të holluar.*

HOLLUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Tëhollës, petës. *Tëholl me hollues.*

2. *tek.* Pajisje e posaçme që përdoret për të holluar një lëndë. *Holluesi i melasës.*

3. *tek.* Lëndë që përdoret për të holluar shtresat e brendshme gjatë shpimit të puseve të naftës; lëndë që i shtohet një përzierjeje për ta holluar. *Holluesi i puseve. Holluesi i bitumit. Përdor holluesit.*

HOLLUES,~E *mb.* Që shërben për të holluar diçka, që hollon. *Lëndë holluese.*

HOLLUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Gruaja që hollon petët, grua që i bën shumë mirë gatesat me petë (byrekun, bakllavanë, dredhanikun etj.).

2. Punëtore që hollon brumin dhe i jep trashësinë e nevojshme për bukë; punëtore që punon për ho-llimin e një përzierjeje të caktuar.

3. *shih* HOLLUES,~I i.

HOLLUSH,~E *mb. përk.* 1. I hollë; hollak. *Djali (burrë) hollush. Grua (vajzë) hollushe. Me dorë (me fytyrë) hollushe.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerëzit). *Hollushi i babait!*

HOMAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *lart.* Nderim i veçantë që i bëhet një njeriu ose kujtimit të tij në shenjë dashurie e mirënjohjeje të thellë; ceremonia që bëhet për këtë. *Bëhen homazhe nga i gjithë populli. Bënë homazhe dhe vendosën një kurorë.*

HOMOGJEN,~E *mb.* Që ka veti e tipare të njëjta a të njëllojta; që përbëhet prej njësish a prej pjesësh të së njëjtës fare ose të njëjta nga natyra a nga prej-ardhja e tyre; që është formuar nga lloje të njëjta, i papërzier; *Icund.* heterogjen. *Trup homogjen. Lëndëhomegjene. Përbërje homogjene. Crupe homogjene. Gjymtyrët homogjene të fjalisë. gjuh.*

HOMONIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *gjuh.* Fjalë që tingëllon njësoj me një tjetër, por nga kuptimi ndryshon prej saj (P-sh. verë i dhe verën); një nga dy a me shumë njësi të ndryshme gjuhësore që për-puthen nga ana tingullore. *Homonime të plota. Homonime leksikore (gramatikore). Homonimet e gjuhës shqipe.*

2. *përd. mb. libr.* Që ka të njëjtin emër a titull me një tjetër. *Drama homonime. Romani homonim.*

HOMONTMI,~A . *gjuh.* Përputhja tingullore e dy a me shumë njësive të ndryshme gjuhësore. *Ho-monimi e mirëfilltë (e plotë). Homonimia e pjesshme € irajtave. Homonimi leksikore (gramatikore). Homonimia e prapashtesave. Homonimia në gjuhën shqipe.*

HOMONIMIK,~E *mb.* 1. *gjuh.* Që tingëllon njësoj me një tjetër, por që ndryshon nga kuptimi. *Fjalë homonimike. Prapashtesa (parashtesa) homonimike.*

*2. libr.* Që ka të njëjtin emër a titull me një tjetër.

HOMOSEKSUAL,~E *mb. libr.* 1. Që ka marrë-dhënie seksuale me dike tjetër të të njëjtit seks a që ka dëshira të tilla në kundërshtim me vetë natyrën; që karakterizohet nga homoseksualizmi. *Njeri ho-moseksual. Prirje homoseksuale. Dashuri homoseksuale.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri homosek-sual.

HOMOSEKSUALIZËM,~MI *m. libr.* Dëshirë a prirje për të pasur marrëdhënie seksuale me një njeri të të njëjtit seks në kundërshtim me vetë natyrën; të qenët homoseksual.

HON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Grope e thellë me anë të thepisura, greminë, humnerë; e çarë e thellë në një shkëmb. *Hon i thellë (i madh). Honet e maleve. Honet e përroit. Buzë një honi. Ra në hon. U fut (zbriti) në hon.*

*2.* edhe *fig.* Mjedis i zbrazët dhe i errët; hapësirë " panjohur, errësirë e thellë; zbrazëti shpirtërore që vjen nga një shqetësim i madh a nga një pikëllim i thellë. *Honet qiellore. Në honet e nates. Nëpër honet e kohërave. Në honin e vdekjes. Në gjoks ndiente një hon. Kishte një hon në zemër.*

3. *krahin.* Hinkë. *Honi i vajit (i rakisë). E mbush shishen me hon.*

4. *përd. mb.* I zbrazët, bosh. *tnbeti barku hon. -k* Iu be zemra hon u pikëllua shumë, iu be një zbrazëti në zemër; u zemërua fort.

HONDËR,~RA . *kryes. sh.* ~RA, ~RAT. Fije e trashë e me kokla, që nxirret në fillim ose në dorën e fundit nga fshikëzat e mëndafshit; glytër. *Punim me hondra.*

HONEPS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Tret, bluaj; *vet. veta HI* pranon (për ushqimet). *Nuk i honeps fa-sulet. S'e honepsi ushqimin. Nuk ma honeps stomaku.*

*2. fig.* Pëlqej; duroj, pranoj (zakonisht me pjesëzën mohuese nuk ose s'). SV *honeps dot atë. S'e honepsin njëri-tjetrin. Nuk e honeps kritikën ai.*

HONEPSET *bised. Pës. e* HONEPS. *Nuk honepset ai njeri.*

HONI,~A . *sh.* ~, ~TË *krahin.* 1. Vrimë. *Honi e madhe (e vogël). Honia e sëpatës* vrima e sëpatës ku futet bishti.

2. Hinkë. *Mbush (hedh) me honi.*

HONORAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Shpërblim në para që u jepet punonjësve të letërsisë, të artit, të shkencës etj. për një vepër të kryer jashtë orarit zyr-tar. *E drejta e honorarit. I paguan honorarin. Hoqën dorë nga honorarët.*

HONXHOBONXHO,~JA *m. sh.* ~, ~T *shar, përb.* Njeri i pavlere e pa ndonjë cilësi të mirë morale, njeri pa ideale të larta. *Honxhobonxhot e Ballit Kombëtar. Shtet honxhobonxhosh.*

HOP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Kohë shumë e shkurtër a cope e vogël kohe, kur ndodh diçka, cope here, cast; here. *Një hop me pare. Në atë hop. Qëndroi (priti, u mendua, heshti) një hop. Mbeti një hop pa folur. për një hop u step. Pas një hopi mori rrugën. Qëndroi për disa hope me këmbë. U mbështet një hop te dera. Këtë hop nuk do të vijë.*

2. Lëvizje e menjëhershme përpara a lart duke u hedhur, kërcim i menjëhershëm përpara. *E arriti me katër-pesë hope. Me dy-tri hope i ngjiti shkallët. E hodhi hendekun me një hop.*

3. *fig.* Rritje e vrullshme a zhvillim i menjëhershëm i diçkaje, përparim i madh e i dukshëm. *Hop i madh (i vrullshëm, i shpejtë). Hop i ri cilësor. Hopi i pro-dhimit. Bëri një hop të madh (të dukshëm) përpara.*

4. *filoz.* Ndryshim rrënjësor i menjëhershëm i ci-lësisë së një sendi a të një dukurie, si forme e për-gjithshme e kalimit nga një gjendje cilësore e vjetër në një gjendje cilësore të re. *Hop i menjëhershëm (me shpërthim). Hop pa shpërthim. Zhvillim me hop.*

5. *vet. sh.* Gjallërim i kohëpaskohshëm i një pune. zhvillim me ngritje e me rënie, me ndalesa e me ndër-prerje, përparim jo i njëtrajtshëm në një punë a veprimtari. *Punon (meson) me hope. E bën diçka me hope. Luan me hope.*

6. Pjesë e vogël dhe e ngushtë e një trualli, cope e vogël toke. *Një hop vend.*

-r Hop për hop a) nga çasti në cast; here pas here; b) tani për tani, he për he.

HOP *pasth.* 1. Përdoret si thirrje, kur flasim për një veprim të menjëhershëm ose kur një lëvizje bëhet shpejt e me vrull; përdoret si thirrje nxitëse a shoqë-ruese, kur kërcejmë nga një vend në një vend tjetër ose kur shtyjmë diçka me vrull. *Hop këtu e hop atje. Hop, e gjeti! Hop, u ngrit në këmbë! Kërcen (hidhet) hop e hop. Hop, shtyjeni o shokë!*

2. *Përd. ndajf. bised.* Menjëherë e papritur. *Ata, hop, ndaluan! Kur, hop, i doli përpara! Ajo, hop, u 2gjua!*

•*k* Ja hop, ja top (hop, top) të bëhet ç'të bëhet, të dale ku të dale; ja fitoj, ja le të humbas. Është hop, top është njeri i lëvizur, nuk rri fare në një vend. Mos bëj hop pa e kapërcyer (pa e hedhur) gardhin! *fj. u. shih te* GARDH,~I.

HOPA *ndajf. bised.* Në krahë a në duar (kur mbajmë dike). *E marr (e ngre, e mbaj) hopa foshnjën.*

HOPA *pasth.* Hop. *Hopa, u hodh me këmbë!*

HOPAKALAS *ndajf.* Brezahypthi. *Luajnë hopakalas.*

HOPE-HOPE *ndajf.* 1. Herë-herë. *Hope-hope qeshte, hope-hope qante.*

*2.* Me ndalesa a me ndërprerje, here me ngritje e here me rënie. *Punon (përgatitet) hope-hope.*HOPTHI *ndajf.* 1. Duke u hedhur me një këmbë. *Ecin (kë'cejnë) hopthi. 2.* Hopa. *E ngriti (e mbante) hopthi.*

HOPTHIKALAS *ndajf.* Brezahypthi, kaluarthi. *Luajnë hopthikalas.*

HORASAN,~I *m. bised.,Vjet.* 1. Llaç. *E suvatoi (e leu) murin me horasan.*

2. Gëlqere. *Horasan i bardhi.*

HORDOP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Grope e madhe që mbushet me dëborë (zakonisht në majat a në pjesët e larta të maleve). *Hordopët e Munellës. Vend me hor-dopë.*

HORDHI,~A. *sh.* ~, ~TË. *1. hist.* Emri i njërit prej bashkimeve shtetërore që u krijuan pas copë-timit të shtetit mongol të Çengiska?iit; emri i bashkimit shtetëror të fiseve endacake turke në mesjetën e her-shme; ushtria e madhe barbare e këtyre shteteve. *Hordhia e Artë. Hordhitë mongole. Hordhitë turke.*

*2. fig.* Ushtri e madhe e mizore e pushtuesit; bandë e egër gjakatare. *Hordhitë osmane. Hordhitë fashiste (naziste). Hordhitë e armikut.*

HORË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *arb.* Vend i ba-liuar, qendër banimi, qytet a fshat. *Hora e arbëre~ shëve. Venë në horë. Bredhin horë me horë.*

HORË,~A ii . *bised.* 1. Bar i keq që del nëpër ara, të cilin zakonisht e shkulin dhe e djegin.

2. edhe *sh.* ~A, ~AT. Dordolec prej bari a prej kashte që e digjnin në are.

3- Zjarr, flake. *Mori horë kasollja.*

*4. përd. ndajf.* Si zjarr, si flake; me flake të madhe. *U dogj horë shtëpia. U ndez horë zjarri. V ndez horë fëmija. E kishte horë trupin.*

• I digjet zemra horë ka dëshirë të flaktë për dicka. I mori horë (flake) shpirti *shih te* SHPIRT,~I. I ndezi zemrat horë ngjalli gëzim të madh, i ngriti zemrat peshë.

HORIZONT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Vija rrethore më e tejme në hapësirë deri ku arrin vështrimi ynë, vija ku duket sikur puqet qielli me token ose me sipërfaqen e ujërave; pjesa e qiellit që duket mbi këtë vijë. *Vija e horizontit. Deri në horizont. Atje tej tie horizont. Del në horizont. Nuk duke} asnjë re në horizont.*

*2. vet. nj.* Hapësira e gjerë që mund të rrokë shi-kimi ynë në një drejtim të caktuar, hapësira sa sheh syri së largu. *Horizont i hapur (i gjerë). Anët (pikat)* e *horizontit. Hapet horizonti.*

3. *vet. nj. fig.* Rrethi i dijeve a i njohurive të dikujt; gjerësia, shkalla a niveli i këtyre dijeve. *Horizont shkencor (ideologjik, pedagogjik). Njeri me horizont të gjerë (të ngushtë, të kufizuar). Horizonti i fëmijëve (i nxënësve). Zgjerojnë horizontin.*

4. *vet. sh. fig.* Fushë veprimi për diçka, mundësi që hapen në një drejtim të caktuar. *Horizonte të gjera (të pakufishme, te hapura). Çelen horizonte të mëdha (të reja).*

5. *vet. nj. astr.* Rreth i madh i përfytyruar, që e ndan hapësirën qiellore përqark Tokës në dy gjysmë-rruzuj të barabartë, të cilët kanë si pole zenitin dhe nadirin. *Horizont i dukshëm (i padukshëm). Horizont i vërtetë.*

6. *gjeol.* Shtresë toke që mban pasuri nëntokësore,
ujë etj. dhe që matet sipas lartësisë mbi nivelin e de-tit. *Horizont i ndërmjetshëm. Horizont naftëmbajtës.* 7. *hidrol.* Lartësia që arrin uji në një lumë, në një rezervuar etj. dhe që matet për qëllime të caktuara. *Horizont ujëmbajtës. Horizonti i ujit.*

Horizont matematik *astr. shih te* MATEMATIK,

HORIZONTAL,~E *mb.* 1. Që shtrihet sipas drej-timit të vijës së horizontit, që është në te njëjtin rrafsh me vijën e horizontit. *Prerje horizontale. Drejtim horizontal. Lëvizje horizontale. Sharrë (presë) horizontale.*

*2. gjeom.* Që formon kënd të drejtë roe vijën pin-gule ose me planin pingul; *kund.* pingul, i pingultë; vertikal. *Vijë horizontale. Sipërfaqe (shtresë) hori-lontale. Rrafshi horizontal.*

HORIZONTALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeom.* Vijë e drejtë që është në të njëjtin rrafsh me vijën e horizontit dhe që formon kënd të drejtë me vijën o\j>-gule; *kund.* pingule, vertikale.

2. *gjeod.* Vijë e lakuar që bashkon në hartë pikat e ndryshme, të cilat kanë të njëjtën lartësi mbi nivelin c detit ose që ndodhen në të njëjtin rrafsh.

HORIZONTALlSHT *ndajf.* Në drejtimin horizontal; në mënyrë horizontale. *Shtrihet horizontalisht. Zhvillohet (rritet) horizontalisht. E preu horizontalisht.*

HORMON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fiziol.* Lëndë që prodhohet nga gjëndrat me sekrecion të brendshëm dhe që ushtron një ndikim të rëndësishëm në proceset e ndryshme të organizmit. *Hormonet seksuale. Hor-moni i burrit (i gruas). Hormonet e gjëndrës tiroide. Teoria e hormoneve.*

HORTIKULTURË,~A . *libr. shih* KOPSHTA-RI,~A. *Dega e hortikulture's. Zhvillimi i hortikulturës.*

HORR,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. *shar.* Njeri me vese të këqija që sillet keq, pi ose luan kumar; njeri pa cipë e pa nder; rrugaç. *Horr i horrave* horr shumë i keq. *Ishte horr i madh. Mos i beso atij horri!*

*2. vjet.* Njeri i varfër e i këputur, ai që s'kishte asnjë dysh në xhep dhe e siguronte jetesën më të ar-dhura fare të pakta e të rastit (përdorej zakonisht nga shfrytëzuesit).

3. *përçm.* Njeri i pasur, po dorështrënguar e zemër-ngushtë, kamës që jo vetëm nuk u jep gjë të tjerëve, por edhe vetë rron keq.

E bëri horr *dike* e shau rëndë dike, e turpëroi dhe e poshtëroi, e bëri rezil.

HORRAS *ndajf. bised.* Pa cipë e pa nder, si horr. *bëri punët horras. Sillej horras.*

HORRE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *bised., shar. Fem. e* HORR,~I.

HORRLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* 1. Puna a veprimet e nj4 njeriu të lig e me vese; veprim i poshtër që bëhet nga një njeri i pacipë e i pander, sjcllje prej horn. *Bënte horrllëqe. I dolën horrllëqet. la nxori horrllëkun.*

*2. vjet.* Varfëri e madhe; kohë zie.

HORROHEM *vetv. libr.* 1. Bëhem horr përpara te tjerëve. 2. *Pës. e* HORROJ.HORROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* E bëj horr dike. *la horroi djalin.*

HOSI,~A . Erë e këndshme, erë e mirë që lë-shojnë disa bimë ose disa ushqime. *Hosi e mirë. Hosia e duhanit. Hosia e djathit.*

HOSTEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shkop i gjatë me një thumb në majë, që përdoret për të ngarë qetë, buajt etj. *Hosteni i qeve. Maja (pallëza) e hostenit. Thumbi i hostenit. E shpoi me hosten. Nuk fshihesh dot prapa hostenit. fj. u.*

2. Sfurk me bisht të gjatë e me dy dhëmbë të drejtë, që përdoret për të gjuajtur peshk në ujëra të cekëta. *Gjuajnë (zënë) peshk me hosten.*

3. Masë gjatësie rreth dy-tre metra. *Një hosten vend. Dy hostenë i gjerë. Dielli është ngritur tre hos-tenë lart. Ka edhe dy hostenë diell (ditë) pa të ngryset.*

- Punon me hosten prapa punon më të shtyrë, pu-non me pahir. E shtyn me hosten *d i.k ë* e nxit një njeri për të bërë diçka, e shtyn me zor. Nuk hyn (nuk futet, nuk fshihet) hosteni (minarja) në thes *fj. u. shih te* MINARE,~JA. E mban (e vë) në (nën) hije të hostenit *dike shih te* HIJE,~A.

HOSTENAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bujku që lëron token me qe a me buaj, ai që nget qetë me hosten për të lëruar token.

HOSHAF,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ëmb6lsirë që bëhet me pemë të thata (zakonisht me kumbulla), të ziera me. ujë e me sheqer; pemët e thata që përdoren pir të bërë k6të ushqim. *Hoshaf kumbullash (mollësh, dardhash, lhanash). Hoshaf me pala* pala fiku të ziera me ujë e me sheqer. *Hoshaf me rrush të thatë.*

2. *përd. mb. bised.* I thatë e i fishkur (zakonisht në fytyrë). *lu be fytyra hoshaf. U tha, u be hoshaf.*
HOSHAFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kumbull e zezë gjatore, që thahet e që përdoret për hoshaf. *Hoshafka të thata. Ziej hoshafka.*
HOSHMAR,~I m. Gatesë që bëhet me bukë misri të thërrmuar imët, te përzier me gjalpë e me djathë të njomë. *Hoshmar me djathë të njomë.*
HOTEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ndërtesë në një qendër banimi a në një vend tjetër, me shumë dhoma të pajisura me shtretër e me orendi, ku flenë për një kohë jo të gjatë njerëz të ardhur nga vise të ndrysh-me ose që janë në udhëtim; bujtinë. *Hotel turistik. Hotel ditor. Dhomë hoteli. Përgjegjësi i hotelit. Zë hotel. Fie në hotel.*
HOTELIST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që punon në një hotel; ai që shërben në një hotel si përgjegjës. 2. *vjet.* Pronar hoteli.
HOTELtSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* HO-TEUST,~I.
HOTEL-RESTORANT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ndërtesë me shumë dhoma, me kuzhinë, me salla të pajisura me tryeza etj., që shërben në të njëjtën kohë si hotel dhe si restorant. *Hotel-restorant* "*Vjosa*>>.
HOV,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lëvizje e shpejtë dhe e menjëhershme e dikujt a e diçkaje; vrulli e forca e dikujt a e diçkaje që lëviz më të shpejtë. *Me hoy të madh. Hovi i ujit (i erës). Mori hov. E rriti (e shtoi) hovin. E ndali hovin. U hodh me hov. Bëj hov* sulem, sulmoj.
2. *fig.* Zhvillim shumë i shpejtë i dikujt a i diçkaje, rritje e vrullshme; përparim më të gjitha forcat, lu-lëzim i madh; vrull. *Hov i madh (i pandalshëm, i fuqishëm). Hov revolucionar. Hov i brendshëm. Hov rinor (djaloshar). Hov krijues. Hovi i ekonomisë (i industrisë, i teknikës, i shkencës). Hovi i mendimit krijues. Ka marrë hov pema (gruri, misri). Ka marrë hov nga shtati. I jap hov diçkaje. la preu hovin.*
3. *bised.* Here, hop. *Në atë hov* atëherë. *Me një hov* menjëherë. *Rrimë një hov. Me dy (tre) hove. Ha shumë në një hov.*
HOV *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Kërcej me vrull e me shpejtësi përpjetë; hidhem diku, kërcej në një drejtim. *Hovi përpjetë (lart, përpara, anash). I hovi në qafë* iu hodh në qafë. *hovi ndër këmbë* i ra ndër këmbë. *Hovi nga karrigia. Hovi në ujë. Hovte nga gëzimi. Gjoksi i hovte përpjetë.*
2. Turrem me vrull diku, sulem, vërsulem. *Hovi jashtë. Hovi në rrugë. Hovni, o buna!*
3. *fig.* Rritet a zhvillohet shpejt; bën përpjetë menjëherë, ngrihet, çohet lart. *Hovi gruri (misri). Hotën të lashtat. Hovi bari. I hovi shumë shtati.*
4. edhe *kal.* Shkoj shpejt nga poshtë lart, kërcej në një vend më të lartë nga ai ku jam, ngjitem me vrull diku; ngjitem, hipi; *kund.* zbres. *Hovi lart. I hovi kalit. I hovi pemës. Hovi në çati. Hovi në kale. Hovi në makinë (në tren). Hovi në majë. Hovi shkallët.*
5. edhe *kal.* E kaloj diçka me vrull e i dal matanëi e kapërcej. *Hovi matanë. E hovi gardhin (murin) E hovi hendekun (lumin). Nuk e hovi dot.*
• Hovi përpjetë *nga diçka* u prek menjëherë, nuk e duroi dot diçka dhe kundërveproi, u hodh përpjetë. I hovi (i hidhet) zemra (gjoksi) përpjetë *shih te* HIDHEM.
HOVARDA *mb. bised.* 1. Zemërbardhë, bujar; dortlëshuar, dorëlirë. *Njeri hovarda. Është hovarda. V tregua hovarda.*
2. *si em.* HOVARDA,~DAI *m. sh.* ~DHENJ, DHENJTË. Njeri zemërbardhë e dorëlëshuar. *Hovarda i madh. y*
HOVARDALLËK,~KU,m. *sh.* ~QE, ~QET *bised.* Zemërbardhësi, bujari; të qenët dorëlëshuar, të qenët hovarda. *E priti me hovardallëk.*
HOVAS *ndajf. më të* shpejtë e menjëherë, me vrull, me hov. *E shtyu hovas. Kërceu novas.*
HOVDHËNËS,~E *mb. libr.* Që i jep hov zhvillimit e përparim it të diçkaje.
HOVE-HOVE *ndajf.* Herë-herë; me hope. *Hove-hove dëgjohen zëra. Hove-hove të sëmurit i bie të nxehtët. Shiu bie hove-hove.*
HOVSHËM (0, ~ME (e) *mb.* Që është i shpejtë dhe vepron me vrull e menjëherë; që bëhet me hov, i vrullshëm. *Djalë i hovshëm. Erë e hovshme. Zhvillim (lulëzim) i hovshëm. Rritja e hovshme. Shtimi i hovshëm i prodhimit. Revolucionarizimi i hovshëm. i jetës.*
HOVSHËM *ndajf. më të* shpejtë e menjëherë, me vrull, me hov.
HOXHESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. E shoqja e hoxhës.
HOXHË,~A m. *sh.* ~ALLARË, ~ALLARËT. Ti-tull që u jepet klerikëve myslimanë; ai që ka këtë titull, që visnet me xhybe e me çallmë dhe kryenshërbimet fetare (në vendet ku vepron feja myslimane). *U be hoxhë.*
*-k* Ali Hoxha, Hoxhë Aliu i njëjti njeri; po ajo gjë, e njëjta gjë. I foltë hoxha (prifti)! *mallk., vjet.* Vdektë! E këndoftë hoxha (prifti)! *mallk. vjet.* vdektë! Shkoi pa hoxhë *dikush a diçka iron., vjet.* shkoi kot, shkoi dëm. E bën hoxhën (priftin, dhespotin) me barrë *tall, shih te* BARRË,~A. la thëntë hoxha (prifti) në vesh *mallk., vjet. shih te* THEM. Ngrihu ^prift të ulet (të rrijë) hoxha! *shih te* PRIFT,~I i. Kush ha djathë nga të hoxhës, pëlcet për ujë *fj. u.* mos prit tb mire nga hoxha e nga prifti.
HOZHEG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shkop i gjatë që përdoret për të trazuar zjarrin në furrën e bukëve dse për të nxjerrë tepsitë nga furra; shtagë.
HU,~NI *in. sh.* ~, ~TË *vjet. 1.* Masë drithi, që në krahina të ndryshme ka qenë e barabartë me 80-150 kg., barrë; *vet. nj.* shpërblim, në drithë që i jepej rijë njeriu, të eilit i ishte marrë me hak a me qira një kafshë pune, një shtëpi, një dyqan etj. *Dy hu drithë. Tre hu miser (grurë). Një hu miell. I dha qetë me hu. E dha dyqanin me hu. Mori një shtëpi me hu.*
2. *fig.* Sasi e madhe, shumicë, një numër i madh. *Një hu njerëz.*
HU,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Dm i forte, i gjatë e me majë, që ngulet në tokë dhe shërben për të mbajtur gardhin ose që të mbështetet diçka në të; st?kop i trashë e i gjatë, dajak. *Hu i trashë. Hu gardhi. Hunjtë e domateve (e fasuleve). Hu ahu (pishe, dëlli-nje). Është i gjatë si hu. E qëlloi (e goditi, e rrahu) me hu. I ra me hu kokës. Nuk mbahet gardhi me një hu.fj. u.*
2. *fig.* Njeri i trashë nga mendja e i pagdhendur, njeri që s'merr vesh, budalla, gdhe. *Hu gardhi. Hyri hit e doli dru.*
J3. *përd. mb. fig.* I trashë e i pagdhendur, budalla. *Është hu (nga mendja). E ka mendjen hu.*
*lie* Bredh hu me hu *keq.* a) bredh lart e poshtë, shkon ku të mundë; b) bredh kot me kot, pa një qëllim të ca|ktuar. I hurit e i litarit kriminel, mizor; keqbërës i papërmbajtur. Nuk lidhet në një hu është i lëkund-shëm, merr here një anë e here anën tjetër, është i pa-qëndrueshëm. Rri (mbeti) si hu (gardhi) u shastis krejt nga që s'kuptonte se ç'thuhej a ç'bëhej; s'dinte të thpshte një fjalë a si të

vepronte. Ose hu ose thupër *fj.i u.* ose i mirë, i forte e me vlerë ose i keq, i dobët e pa vlerë. I doli huri në majë të kokës është njeri i pa-turpshëm, nuk ka fare cipë. Ngul hunj e shkul hunj a) Ibën një punë të kotë, pa vlerë; b) tallet më të gjithë, thumbon shumë. Sot i bën hunjtë, nesër i djeg nuk e mban fjalën, e ha fjalën, është i paqëndrueshëm; të Iha në fjalë. Tre hunj e një thupër *keq.* -shkel e shko. Me sa rri sorra me dy hunj *shih te* SORR'Ë,~A.

HUA,~JA. *sh.* ~, ~T. 1. Para që merren për një kohë të caktuar nga dikush dhe që duhet të kthehen përsëri, diçka (send ushqimor, vegël pune etj.) që merret nga dikush përkohësisht dhe që duhet kthyer përsëri. *Mori (dha) hua. Kërkoi hua. E ktheu (e shleu, e lau) huan. E ka marrë hua diçka. I ka hua d i k uj t. NIik mbahet shtëpia me miell hua. fj. u.*

*1.* Para që shteti kapitalist merr nga qytetarët ose rigs shtete të tjera, i derdh në buxhetin kombëtar për ti imbajtur me këmbë aparatin e tij të shtypjes e të administrimit dhe që i kthen sipas kushteve të cak-tuara; *vjet.* para që shteti ynë socialist merrte nga

qytetarët duke u lëshuar atyre obligations të baras-vlershme (në vitet e para pas çlirimit), i derdhte në buxhetin e tij për zhvillimin e ekonomisë e të kulturës dhe i shlyente kohë pas kohe. *Hua e brendshme (ejashtme). Huaja shtetërore. Huaja e parë (e dytë). Obligacionet e huas shtetërore. Hua me afat të shkur-tër (të gjatë).*

•*k* Ta paça hua! *ur.* ta shpërblefsha të mirën me një të mirë! Marrin miell hua a) kanë marrëdhënie të mira në mes tyre, janë miq të mirë (për dy familje a dy veta); b) janë shumë afër njëri me tjetrin (për dy fshatra).

HUADHËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që i ka

dhënë dikujt hua (zakonisht para). *Huadhënësi dhe huamarrësi.*

*2. si mb.* ~, ~E. Që i jep dikujt hua (zakonisht para). *Vendi (shteti) huadhënës. Pala huadhënëse.*

HUADHËNIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Dhënia e një huaje (zakonisht e parave).

HUAJ *kal,* ~TA, ~TUR. I. I jap hua dikujt. *huajti një shumë të madhe. I huajti një libër.*

*2.* Marr hua prej dikujt; e marr prej dikujt tjetër. *Huajti para (drithë). la huajti vëllait.*

3. *gjuh.* Huazoj. *Çdo gjuhë ka huajtur fjalë nga gjuhë të tjera.*

HUAJ,~I (i) *m. sh.* ~, ~T (të). 1. Ai që ka lindur nga një tjetër, ai që nuk është i barkut tim.

2. Ai që është jashtë rrethit familjar ose miqësor, ai që nuk bën pjesë në këtë rreth dhe që nuk e afron gjë me të; ai që nuk bën pjesë fare në një grup nje-rëzish, të cilët punojnë a janë të lidhur bashkë, ai që është i jashtëm për ta. *huaji i sheh menjëherë ndry-shimet. Ndalohet hyrja për të huajt! Me mirë të të rrahë yti, sesa të të puthë i huaji. fj. u.*

3. Ai që është nga një vend a nga një shtet tjetër, pjesëtar i një popullsie tjetër, ai që nuk është shtetas ose i atij vendi ku ndodhet. *Një grup të huajsh. Të huajt për vendin tone. Na- shkruajnë të huajt.*

HUAJ (i,e) *mb.* 1. Që është prone e një tjetri, që i përket dikujt tjetër; që është bërë nga dikush tjetër. *Gjë (plaçkë) e huaj. Sende të huaja. Mall i huaj. Tokë (are, kullotë) e huaj. Kale i huaj. Shtëpi e huaj. Shkrim i huaj. Dora e huaj s'di të kruajë. fj. u.*

2. Që ka lindur nga një tjetër, që është pjellë e dikujt tjetër, që nuk është i barkut tim. *Fëtnijë (djalë) i huaj. Vajzë e huaj.*

3. Që është jashtë rrethit familjar ose miqësor, që nuk bën pjesë në këtë rreth dhe që nuk e afron gjë me të; që nuk ka të bëjë fare me një grup njerëzish, të cilët punojnë a janë të lidhur bashkë, që është i jashtëm për ta. *Njeri i huaj për ne. Ndalohet hyrja për njerëzit e huaj.*

*4.* Që është nga një vend a nga një shtet tjetër, që është pjesëtar i një popullsie tjetër; që është jashtë vendit tone; që i përket një vendi a një popullsie tjetër; që është bërë jashtë, që nuk është i vendit; që është marrë nga një gjuhë tjetër, i huazuar. *Shtetas i huaj. Turistë të huaj. Vendet e huaja. Sunduesit (push-tuesit) e huaj. Zgjedha e huaj. Sundimi i huaj. Gjuhë e huaj. Fjalë të huaja. Valle e huaj. Zakonet e huaja. Shtypi i huaj. Letërsia e huaj. Valuta e huaj. Kapitali i huaj.*

*5.* Që është i panjohur për të tjerët, që nuk dihet prej tyre; që nuk është i zakonshëm. *Njeri i huaj. I tingëlloi si një zë i huaj. për të gjithçka ishte e huaj.6. fig.* Që nuk është i afërt e i përzemëtt si zako-nisht, që nuk ësbtë i ngrohtë; që qëndron larg të tjerëve, që nuk afrohet me ta; i ftohtë. *Vështrim i huaj. Sillej i huaj me të.*

7. *fig.* Që i kundërvihet frymës sonë nga përmbajtja e nga idetë ose që është larg saj, që nuk ka të bëjë fare me pikëpamjet dhe mendimet tona, që është në Jcundërsht'i me idetë e marksizëm-leninizmit dhe pengon zhvillimin e shoqërisë. *Shfaqjet e huaja. Qën-drim i huaj. Sjellje e huaj. Konceptet e huaja në ndër-gjegjen e njerëzve. Kjo është e huaj për ne.*

8. Që është bërë me diçka tjetër, që ka veti krejt të tjera; që sjell dëm dhe shkatërron bimët përreth. *Përzierje e huaj. Pastroj arën nga bimët e huaja.*

9. *Përd. em. f.* sipas kuptimeve 3,7 të mbiemrit. *Kombëtarja dhe e huaja.*

*~k* Në derë të huaj në shtëpinë e tjetrit, jo në fa-miljen e vet a tek të afënnit. Me xhepin e huaj me paratë a me shpenzimet e një tjetri. Hyri në livadh të huaj *shih te* LIVADH,~I. Kryeplak në fshat të buaj *shih te* KRYEPLAK,~U. Miell nga thesi i huaj (i botës) *iron, shih te* MIELL,~I. Kali i huaj (i botës) të lë në mes të udhës *fj. u. shih te* KALË,~I. M i s h i huaj a) *mjek.* tumor që zhvillohet në pjesët e së-mura të organizmit; b) *fig.* diçka ose dikush që nuk pajtohet me mjedisin ku është dhe që pengon punën ose zhvillimin e përgjithshëm. Trup i huaj a) *mjek.* diçka që ka hyrë në organizëm nga mjedisi i jashtëm dhe ka zënë vend ne indet, në organet ose në zgavrat e trupit; *b)fig.* mish i huaj.

HUAJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Huadhënës. *la ktheu huajtësit.*

HUAJTJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HUAJ, HUHEM. *Huajtja e parave. Huajtja e librave.*

HUAJTUR (i,e) *mb.* 1. Që është marrë hua prej dikujt; që nuk është imi, që është i dikujt:jetër. *Para (mjete) të huajtura. Mall i huajtur. Pikëpamje (ide) të huajtura.*

*2. gjuh.* I huazuar. *Fjalë e huajtur.*

HUALL,~I *m. sh.* HOJE,~T. 1. Zgavër e vogël prej dylli, që bëjnë bletët për të grumbulluar mjaltin në zgjoin e tyre ose grerëzat për të vendosur vezët; pjesa e dylltë me zgavra të vogla në radhë të rregullta, që u shërben bletëve për mjaltin ose si fole, pite dylli. *Huall i zbrazët (i thatë).*

*Huall bletësh. Hojet e piles. Hoje grerëzash. Hoje me tnjaltë. Mjaitë hojesh.*
2. *përd. mb.* Shumë i ëmbël, mjaitë. *Ky rrush është huall.*
• E ka gojën huall Set ëmbël, është gojëmjaltë.
HUAMARRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka marrë hua prej dikujt ( ".onisht para). *Huamarrësi dhe huadhënësi.*
2. if *mb.* ~, ~E. Që ka marrë hua prej dikujt (zakonisut para). *Pala huamarrëse. Vendet huamarrëse.*
HUAMARRJ,:,~A . *sh.* ~E, ~ET. Marrja e një huaje (zakonisht e parave).
HUAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Huadhënës.
HUAZA *ndajf.* Here duke ndodhur diçka e here jo, here po e here jo, here pas here, kohë pas kohe; në mënyrë të dyanshmc. *Ndërron huaza moti. Vjen huaza. Përdoret huaza.*
HUAZI *ndajf.* Here duke marrë e here duke dhënc; here duke i dhënë dikujt diçka e here duke marrë prej tij diçka; duke i huajtur diçka njëri-tjetrit. *E bëjnë huazi. I plotësojnë nevojat huazi.*
HUAZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HUAZOJ, HUAZOHET.
2. *gjuh.* Fjalë a njësi tjetër gjuhësore, që është marrë prej një gjuhe tjetër dhe përdoret në gjuhën amtare. *Huazim i drejtpërdrejtë (i tërthortë). Huazim leksikor. Huazimet gjuhësore. Huazimet latine (sllave, turke). Huazimet nga greqishtja.*
HUAZlSHT *ndajf.* Huazi. HUAZOHET. *Pës. e* HUAZOJ.
HUAZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Man diçka hua prej dikujt; huaj.
2. *gjuh.* Marr prej një gjuhe tjetër fjalë a njësi të tjera gjuhësore dhe i përdor në gjuhën amtare.
HUAZUAR (i,c) *mb. libr.* 1. Që është marrë hua prej dikujt; i huajtur. *Mjete të huazuara. Pikëpamje e huazuar.*
*2. gjuh.* Që është marrë prej një gjuhe të huaj dhe përdoret në gj'ahën amtare, që nuk është e brumit të gjuhës amtare. *Fjalë (prapashtesë) e huazuar.*
HUBl,~A . *sh.* ~, ~TË *krahin.* 1. Dëm i madh, humbje e rendë. *Ngrica u solli hubi të madhe pemëve.*
*2. fig. pirmb.* Njerëzit a kafshët që bëjnë dëm të madh ose që sjellin humbje të rënda. *Hubia e prishi misrin* shpendet dëmtarë e prishëa misrin.
HUDHËK,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare me kërcell e me gjethe si të pre-shit, që bën në tokë një kokë me thelpinj të bashkuar, që ka ere të forte e të djeg dhe që përdoret si ushqim a si bimë mjekësore. *Hudhër e njomë (e thatëj. Kokë (theib; hudhre. Një varg (një tufë) hudhrash. Shtypëse hudhrash. Gieilë (kos) me hudhër. Qëronte hudhra. Vjen erë hudhër.*
*2. fir.* Njeri i Hg, njeri i keq. *Hudhra hudhrën do.*
*IJM.* ''
3. *përd. ndajf.* Shumë. *Është hudhër i keq (i thartë, i egër,.*
Bulmet hwdhrssh *iron,* punë e kotë, punë boshe, diç-ka pa vierë. Nuk hahet as m'.- hudhra a) është ajeri shuir,c i keq, nuk durohet dot; b) nuk besohe: fare, është r.;i; *&* pabesueshme, nuk ta pranon arsycja. për ojë Ki>kë hudhPr për diçka shumë të vogc!, për hiçgjë. E qëroi r.i budbëi' *dike* e shfrytëzoi shumë, la hëngri a ia pËr-.csoi të gjitha alo qs V.ishte. F!et hudhër në ku3giili flel kot me kot e pa u menduar, ftet kodra pas bregut. E *ka* gojën hudhër thotë fjalë të këqija, përdor fjalë qc i lëndojnë e i fyejnë të tjerët. Po nuk httsgrc budbër nuk bie ?.-rë *fj. u.* po nuk pate bërë vërtei faj, nuk mund të të bëjnë fajtor. Ngu! qepë c shkul hudhra *shih te* QEPË,~A. *HUDHËR E EGËR bot.* Bimc banshtore njëvjeçare, që rritet nëpër kullota dhe është e ngjashme me hudhrën.
HUKEM *vetv.* 1. Marr hua prcj dikujt. *Huken bashkë. Kur nuk ka, huhet.*
*2. Pës. e* HUAJ.
HUJAKS *kal.,* ~A, ~UR *vjet.* Marr mësysh, e ha me sy dike (sipas besëtytnive).HUJAKSEM *vetv. vjet.* Me hanë me sy, bie mësysh (sipas besëtytnive).
HUKAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fryma e ngrohtë që nxjerr dikush nga goja kur hukat; frymëmarrje e thellë; zhurma që dëgjohet kur hukat dikush a kur merr frymë thellë. *Hukamë e rëndë. Hukama e njeriut. Hukama e kafshëve. Nxjerr hukamë. Ndieu hukamën. Ecën me hukamë.*
HUKAT (HUKAS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. edhe *jokal.* Nxjerr frymë të ngrohtë nga goja duke fryrë; nxjerr frymën me vrull. *Hukaste nga lodhja. Hukat duart për t'i ngrohur. Hukat në pasqyrë (në xhamin e dri-tares).*
2. *vjet.* I fryj dikujt a diçkaje për ta yshtur; shitoj (sipas besëtytnive). *E hukati nusja e lalës (gjarpri). E kahukatur zana. I hukatën kreshnikët e i bënë gurë.*
3. Përzë shpendët duke gërthitur "hu-hu" (zakonisht për pulat). *Hukati ato pula!*
HUKATEM *vetv.* 1. Nxjerr frymën me vrull nga goja prej lodhjes. *Fëmijët po hukateshin.*
2. Hap gojën e nxjerr frymë me force kur me vjen gjumë. *Hapte gojën dhe hukatej.*
HUKATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HUKAT, HUKATEM.
2. Zhurma që dëgjohet kur hukat dikush, hukamë. *Hukatjet e kafshëve.*
HNJLINË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Bëzhdile e vogël, hale e irnët; byk. *Hulinë gruri (misri, bari). Ndaj grurin nga hulinat.*
21 *fig.* Send a njeri pa vlerë, fundërrinë. *Duhen ndarë kokrrat nga hulina. fj. u.* duhet ndarë e mira nga e keqja ose i miri nga i keqi, duhet ndarë gruri nga egjra.
HULUMTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HULUMTOJ, HULUM-TOHET. *Hulumtime shkencore. Hulunitimet arkeolo-gjike (gjuhësore, etnografike). Hulumtimet e studiuesve shqiptarë. Hulumtimi i krijimtarisë gojore. Bën hulumtime.*
2. *kryes. sh.* Vepër e shkruar, në të cilën është shqyr-tuar një çështje a paraqiten të dhënat që janë mble-dhur nga kërkimet për një çështje; gjurmime; gjetje ose arritje shkencore. *Hulumtime të rëndësishme (me vlerë).*
HULUMTOHET. *Pës. e* HULUMTOJ.
HULUMTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto* . Gjurmon diçka duke nuhatur, shkon pas erës për të gjetur diçka (zakonisht për qentë). *Qeni (zagari) hulumton lepurin.*
2. Vëzhgoj për të gjetur a për të parë diçka, kërkoj diku me imtësi, gjurmoj, hetoj; kontrolloj mirë në një vend. *Hulumtoj vendin. Hulumtoj lëvizjet e dikujt. S'ka lënë vend pa hulumtuar.*
3. Kërkoj diçka të panjohur për ta zbuluar, gjurmoj diçka për ta mbledhur a për ta studiuar; shqyrtoj një çështje, bëj kërkime për diçka. *Hulumtoj burimet vendase. Hulumtoj krijimtarinë popullore. Kane hulumtuar në disa pika.*
HULUMTUAR (i,e) *mb.* Që është gjurmuar dhe 3shtë studiuar, që është hetuar mirë dhe është shqyr-tuari *Çështje e hulumtuar. Qendir (trevë) e hulumtuar.*

HULUMTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që bën kërkime e studime në një degë të c'aktuar të shkencës, gjurmues, studiues. *Hulumtuesit e gjuhës shqipe. Hu-lumtues i visarit poputlor.*
2. *përd. mb.* Që ka të bëjë me hulumtimin, që i shërben hulumtimit të diçkaje, kërkimor. *Puna hu-lumtuese.*
HULLI,~A *sh.* ~, ~TË. 1. Vija që bëhet në are nga plori, vija që hap plori në tokë, brazdë; pjesë are që punohet njëherësh nga një pendë qe e që ku-fizohet në fillim me dy vija plori, lehë. *Hulli e thellë (e vogël). Hullitë e parmendës. Kau i hullisë* kau që shkon nëpër vijën e çarë në tokë. *Hap (çel) hullinë. Hedh farën në hulli. E ndau arën në tri hulli. Kau i mirë njihet në hulli. fj. u.*
2. edhe *fig.* Vijë e thelluar, që bëhet në një pjesë të trupit a të fytyrës, rrudhë e thellë. *Hullitë e batlit* rrudhat e ballit. *E kishte fytyrën gjithë hulli.*
3. *fig.* Drejtimi, në të cilin ecën ose duhet të ecë e të zhvillohet një dukuri, një ngjarje etj... rruga që ndjek zhvillimi i diçkaje; vija a udha që ndjek dikush drejt një qëllimi. *Hulli e re (e vjetër). Hullia e jetës. Hullia e revolucionit (e lëvizjes çlirinttare). Gjej (çaj) hullinë. Mbaj (ndjek) një hulli. Ndërroi hullinë. Merr hulli të mbarë. I ka (i vë) punët në hulli* i ka (i vë) punët në vijë, në udhë të mbarë. *Ecën në hulli të drejtë* vepron ose sillet mirë, sic e kërkon e drejta. *E sjell (e vë) në hulli dike* e bëj të veprojë e të sillet mirë, ashtu siç duhet. *Ka dale nga hullia* vepron keq e nuk sillet mirë, ka dale nga udha e drejtë. *Vjen në hulli* vjen në udhë të mbarë. *I shkon për hullie dikujt* shkon a vepron sipas kërkesave e dëshirave të dikujt.
4. Brez, shirit. *Hulli drite.*
5. *përd. mb.* I zbrazët. *Mbeti shtëpia hulli.*
HULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes HULLOJ. *Hullimi i arës.* 2. Hulli.
HULLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Hap vija në are me plor, bëj hulli. *Hulloj me qe.*
HUMAt,~A . Kambrik. *Humai e bardhë (me lule, me ngjyra). Robë (këmishë, çarçaf) humaie.*
HUMAKUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Struc. *Vezë humakushi.*
HUMANIST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Përfaqësues a përkrahës i humanizmit. *Humanist i shquar. Hu-manistët e kohës së Rilindjes. Studimet (veprat) e humanist ëve,*
2. Ai që mban qëndrim njerëzor e fisnik, ai që tre-gon dashuri të thellë ndaj njerëzve dhe kujdeset për rhirëqenien e tyre; ai që u është kushtuar ideve të humanizmit. *Humanist i vërtetë (i sinqertë). Ndjenjat e një humanisti.*
HUMANIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me humaniz-min ose me humanistët, që është karakteristik për hu-manizmin ose për humanistët, i humanizmit ose i humanistëve. *Lëvizja humaniste. Dijetarët (shkrimtarët) humanistë. Artist humanist. Fryma humaniste. Idetë humaniste. Njeri humanist.*
HUMANITAR,~E *mb.* 1. Që mban qëndrim njerëzor e fisnik, që tregon dashuri të thellë dhe kujdes për njerëzit, që punon për të mirën e njerëzimit; që bëhet për të mirën e njeriut, që synon t'ia lehtësojëjetën njeriut; njerëzor, i njerëzishëm. *Njeri humanitar. Vepër (sjellje) humanitare. Qëndrim humanitar. për qëllime humanitare. Ligj humanitar.*
*2.* Që ka të bëjë me shkencat, të cilat studiojnë historinë e kulturën e një populli, si edhe botën shpir-tërore e mendore të njeriut; shoqëror (për ta dalluar nga shkencat që studiojnë natyrën). *Shkencat humanitare. Lëndët humanitare në shkollë.*
HUMANIZËM,~MI *m.* 1. Lëvizje përparimtare e kohës së Rilindjes, që ishte kundër shtypjes feudale e errësirës kishtare dhe luftonte për mbrojtjen e të drejtave,.të lirisë së mendimit e të personalitetit të njeriut. *Humanizmi i Rilindjes. Epoka e humanizmit.*
*2.* Ndjenjë e lartë e flsnike dhe dashuri e thellë ndaj njerëzve, kujdesi për mirëqenien e njerëzve, qëndrim njerëzor. *Humanizmi socialist (proletar). Humanizëm borgjez. Humanizëm kristian. Ndjenja e humanizmit. Parimet e humanizmit.*
HUMB *kal.,* ~A, ~UR. 1. edhe *jokal.* Mbetem pa diçka a pa dike që e kam pasur më parë dhe nuk e di me se ku është; nuk e kam me diçka, ngaqë e kam harruar diku a me ka rënë diku pa e vënë re; nuk e kam me pranë dike, sepse është ndarë prej meje dhe nuk e di ku ndodhet; me zhduket nga sytë diçka a dikush dhe nuk e di se ku është a s'e gjej dot; *kund.* gjej. *Humbi çelësin (çadrën, paratë). Humbi biletën (do-kumentet). Humbi dhitë (lopët, qetë). I humbi shokët. E humbi në rrugë. I humbi lapsi (kapela). I humbi le-tërnjoftimi. I humbi një dele. I humbi fëmija. Ka humbur një fëmijë. Mos ju ka humbur gjë? Në humbi unazat, gishtërinjtë i ka. fj.u..*
2. Ma merr një gjë dikush tjetër, nuk është me imja, s'e kam me prone a pasuri timen; *kund.* fltoj. *Humbnin paratë në bixhoz. Humbnin shtëpinë (pasurinë) në kumar. Humbiste shpesh në lojë.*
3. edhe *jokal.* Mbetem pa një pjesë të trupit, nuk e kam me një pjesë a një organ të tij; me ikën a me prishet fare diçka, që ka lidhje me trupin. *Humbi krahun (këmbën) në luftë. Humbi një sy. Humbi shumë gjak. Humbi shëndetin* u dobësua.
4. edhe *jokal.* Me ikën fare një shprehi a aftësi, nuk e kam me një veti ose cilësi trupore a shpirtërore, mbetem pa një tipar a veçori që kam pasur; bie a ulet krejt shkalla e forca e diçkaje; dobësohet a shu-het diçka dalëngadalë. *Humbi zërin (shikimin). I humbi të parët (dëgjimi). Humbi sytë* u verbua, u qorrua, nuk sheh me. *humbi ngjyra (era). Humbi bukurinë (gjallërinë, shpejtësinë). Humbi forcën (fu-qinë, peshën, lartësinë). Ka humbur në peshë. Humbi kujtesën (arsyen, gjykimin). I humbi vrulli (gjallëria, shpejtësia, forca, fuqia). Humbi shijen për diçka. Humbi durimin (gjakftohtësinë). Humbi guximin (tri-mërinë, besimin). Humbi nderin. Humbi vigjilencën. Nuk i ka humbur besimi në vetvete. Kënga humbi dalëngadalë në largësi. Ka humbur në përkthim një vepër.*
5. Nuk kam me diçka që është e mirë për mua e që me shërben; nuk kam më të drejtë për diçka, me hiqet diçka që gëzoja me pare; *kund.* fltoj. *Humbi dashurinë (miqësinë, besimin, nderimin) e të tjerëve. E humbi autoritetin. I humbi të drejtat. Humbi shtetë-sinë. Humbi Urine. Humbi punën.*
*6. jokal.* Zhytem brenda në diçka, futem diku a pas diçkaje, fshihem dhe nuk dukem me. *Humbi në ujë (në det, në rërë, në dhe). Humbi në bar (në kashtë, në mes të grurit). Humbi në mjegull (në errësirë, nëpër natë). Humbi midis njerëzve (midis turmës). Humbi në pyll. Humbi këmba në baltë (në llucë). Burimi humb në tokë (nën shkëmb). Humbi pas kodrës (pas bregut, pas qafës). Humbi dielli. bised.* perëndoi dielli.

7. *jokal.* Zhdukem, nuk dukem gjëkundi; nuk shkoj tek të tjerët, nuk dal ndër njerëz. *Na humbi nga sytë. Ku humbe kështu? Ku ke humbur kaq ditë? Na ke humbur fare. Humbi si kripa në ujë (pa nam e pa nishan).*
8. *jokal. vet. veto III.* Ka dale diçka nga përdorimi, nga qarkullimi, nga shitja etj., nuk gjendet me, nuk është me sot; nuk përdoret me; pushon së qeni, nuk është me në jetë. *Humbën ato lloje këpucësh. Humbi ajo veshje. Humbi ai zakon. Nuk humb folklori. Kjo fjalë (kjo shprehje, ky kuptim) ka humbur. Kjo gjuhë ka humbur. Ka humbur në shekuj (në errësirën e kohës).*
9. edhe *jokal.* Me vdes dikush, ndahem nga dikush përgjithnjë; nuk e kam me një të afërm ose një mik; vdes a vritet dikush duke i lënë të tjerët në pikëllim. *E humbi babanë (nënën). I humbi fëmijët (të afërmit). E humbi burrin në luftë. E humbi shokun (mikun). Humbi një trim i rrallë (një luftëtar, një atdhetar). Humbi një poet i madh (një burrë i shquar).*
10. *bised.* E vras dike, e asgjësoj; e zhduk dike a diçka nga faqja e dheut. *Donin ta humbnin mësuesin liridashës. Çoi njerëzit e vet për ta humbur djalin. E humbën fare malarien.*
11. edhe *jokal.* Lë të me shkojë kot; kalon kot, vete dëm; me ikën pa e shfrytëzuar fare ose pa e për-dorur sa duhet, me shpëton; e çoj dëm, e harxhoj kot. *Humb kohën (ditën). Humbi vite të tëra. Pa humbur asnjë cast. S'kemi kohë të humbim. Humbi vitin (klasën, provimin)* nuk e fitoi vitin (klasën...). *Humb topin (golin). sport. E dëgjonte pa humbur asnjë fjalë. E humbi fjalën kot. E humbi jetën kot. I humbi koha (dita) kot. I humbi një javë. I humbi një rast i mirë.*
12. *jokal. kryes. veta III.* Vete dëm nga pakujdesia a nga shpërdorimi; dëmtohet, prishet, shkon kot; me ikën nga duart. *Humbi kot gjithë kjo letër. Humbën gjithë ato tulla në shi. Humbi duhani (pambuku, misri) sivjet. Humbi ai njeri. Humbi për mendtë e kokës. Humbi si sëpata pa bisht. për një gozhdë humb potkoi. fj. u.*
13. edhe *jokal.* Ngatërroj rrugën a gaboj drejtimin, nuk di nga të vete më tej; s'e gjej me a nuk e ndjek dot më tej një gjurmë, një shenjë etj. (edhe *fig.). Humb udhën (rrugën, drejtimin). Humb gjurmët. Humb fillin e bisedës. Humbi në pyll (në qytet).*
14. *fig.* Largohem nga rruga e nisur, detyrohem të heq dorë nga synimet, nga ëndrrat etj.; nuk di me si të eci në jetë. *Humbi qëllimin (synimin). Humbi ëndrrat (shpresat). Humbi drejtimin në jetë.*
15. edhe *jokal.* Dal i mundur në një luftë, në një ndeshje, në një lojë etj., nuk fitoj; dal me humbje, pësoj dëm (edhe *fig.); kund.* fitoj. *E humbi luftën (be-tejën). E humbi lojën (ndeshjen). E humbi bastin. E humbi gjyqin. Humbi skuadra kundërshtare. Humbi në llogari (në shitje, në pazar).*
16. Ma merr kundërshtari, me del jashtë loje. *Humb një figure (damën, kalanë, një ushlar).*
17. *jokal. fig.* Jepem shumë pas diçkaje, përqen-drohem i tëri në diçka dhe s'kujtohem me për asgjë tjetër; zhytem tërësisht në diçka dhe s'diç'bëhet për-reth. *Humbi pas punës (në punë). Humbi pas lojës (në lojë). Humbi pas librave (pas studimit). Humbinë mendime (në ëndërrime). Humbi në gjumë* ra në gjumë të thellë.
18. Bie në një gjendje, në të cilën nuk me bën për-shtypje asgjë e nuk kundërveproj, s'di si të siilem a nuk e përmbaj dot yëten (nga hutimi, nga frika, nga dëshpërirai, nga një tronditje shpirtërore, nga uria a nga ndonjë vuajtjç e mad he trupore etj.). *E humbi fare (krejt). Pse e ke humbur këshiu? E humb per, hiçmosgjë. S'e humb kurrë ai.*
• I humbi batha *shih te* BATHË,~A. E humbi barkun i ra barku, u dobësua. I humbi (i treti, nuk i duket) boja *shih te* BOJË,~A. E humbi davanë *shih te* DAVA,~JA. E humbi derën e harroi dike dhe nuk i vete prej shumë kohësh në shtëpi, nuk i shkon me dikujt. I humbtë (iu shoftë, iu harroftë) emri! *shih tek* ElVtËR,~RI. I humbi (iu shua, iu tret) fara *dikujt a diçkaje shih te* FARË,~A. la humbi (ia shoi, ia treti) farën *shih te* FARË,~A 9. I humbtë (iu shoftë, i daltë) fara! *mallk. shih te* FARË,~A. E humbi fillin (fijen) *shih te* FILL,~I. Humb fla-murin *libr.* nuk e mbaj dot ate që kam fituar, me ikën një fitore. E humbi gojën a) u be memec, nuk flet dot; b) pushoi së foluri për diçka, nuk flet me, nuk ndihet me nga që e sheh se s'ka të drejtë ose nga që nuk guxon. I ka humbur guri *dikujt shih te* GUR,~I. I humbi (i mbuloi, i fshehu) gjurmët *shih te* GJURMË,~A. Ia humbi gjurmët *diçkaje shih te* GJURMË,~A. Humbi jetën vdiq, u vra. I humbi krakëllima *shih te* KRAKËLLIM Ë,~A. Ka humbur lidhjet *me dike* është shkëputur nga dikush për një kohë të gjatë ngaqë s'e di se ku është. E humbi iojën dështoi në diçka, c humbi davanë. I humbtë mandata! *mallk. shih te* MANDAT Ë,~A. E humbi mendjen (fiqirin) është dhënë aq shumë pas dikujt a pas diçkaje, sa s'është me në gjendje të gjykojë në mënyrë të shëndoshë; s'është me në vete. për të humbur mendjen *shih te* MENDJ E,~A. U humbi (s'u gjeiidet) nisltaiii *shih te* NISHAN,~I. I humbi pikët *para dikujt* nuk e meriton me besimin që ka pasur, i ra vlera, nuk e gezcm me ate nderim që ka pasur. I humbi pisha *shih te* PISH Ë,~A. E humbi pusullën nuk është në gjendje të gjykojc drejt; u hutua dhe e humbi fillin krejt. I ka humbur rrumbi *dikujt* i shkon puna keq nga që i mungon diçka e domos-doshme ose për një arsye t" ter, mbeii batall. ISumbi në sytë *e dikujt* i ra vlera perpara dikujt, nuk gë-zon me ate nderim që ka pasur nga dik:ush. Humbi pa shenjë (e pa dukë) *shih te* SHENJ Ë,~A. Humb tokp *libr.* e detyron dikush të tërhiqet ca nga një qën-drini i caktuar, nga diçka që ka lituar etj. E humbi toruan *shih tek* TORUA. I ka humbur triva *diçkaje shiti,tek TRWI'Ë,~A.* Humbi vetëdiien *libr.* a) i ra të iikët, humbi ndjenjat; b) nuk është me i vetëdijshëm për diçka. E humbi vulën *shih te* VUL Ë,~A. I humbi vula *dikujt shih te* VULË.~A. I humbtë villa (nam.', nishani)! *mallk. shih te* YUL Ë,~A. Ë ka humbur (fare) yzengjinë *dikush shih tek* YZENGJI, ~A. Humbi zemrën u be frikaçak, nuk ka me guxim. I humbi zcri *dik ujt shih te* ZË,~RI. për një gozhdë (thumb) humbi (shkoi) potkoi *fj. u. shih te* GOZHDË,~A. Humbi dritën e syrit (e syve) a) u verbua, u qorrua, nukisheh me; b) humbi djalin e vetëm. Humbi si fasulja në vegsh *shih te* FASULE,~JA. I humbi fllli i lëmshit *shih \te* FILL,~I. I humbi f jala nga goja *shih te* FJALË, ~A. Humbi (treti) mendtë e kokës e Ia mendja, doli mendsh, shkalloi; u shastis nga diçka e papritur, e jashtëzakonshme, shumë e bukur etj. Humbi (shkoi, e peso!) për mendtë e kokes *shih te* MEND,~TË. Nuk humbi (s'u shua)pazari për gj)Ipëra *fl.u.* nuk është gjë që s'e gjen dot. Ka humbur rripin e këmborës flet e vcpron pa u menduar. E ka humbur rrumbin e këmborës a) e ka humbur fillin e mendimeve; b) ka rënë nga gjen-dja e mëparshme E humbi rrumbi kambanën *shih te* RRUMB,~I. E humb (e humbet) udhën në oborr *shih tek*

OBORR, ~I. I humbtë varri e dërrasa! *mallk. shih te* VARR,~I. E humbi si Xhaferi simiten u hutua shumë, e humbi fillin fare. Humbi kokën e pyet për flokët *fj.u.* humbi qetë e pyet për brirët. Humbi qetë e pyet [1] *për* brirët *fj.u.* ka humbur diçka të madhe e kryesore dhe shqetësohet për gjëra të vogla. Humbi në raj e fitoi në *presh fj.u. shift te* VAJ,~I i. Kali humbi, gomari s'duket *fj.u. shih te* GOMAR,~I.
HUMBA *ndajf. krahin.* Humbazi.
HCMBA-HIJMBA *mb.* Që është me shumë gropa, gropa-gropa; me hone, me h-ambella. *Trevë (mal) humba-humba. Ishte vendi humba-humba.*
HUMBAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. V^nd i butë a me llucë, ku zhytet këmba po të shkelësh në të; kënetë a moçal me baltë që të thith. *Ra në humbak. Mezi e nxorën nga humbaku.*
HUMBALAQ,~E *mb. keq.* 1. I humbur, që nuk
është i zoti. *Njeri httmbalaq.*
*2. Përd. em,* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).
HUMBAS *ndajf.* Zhytas. *Not humbas. Shkoi hum-bas.*
HUMBAS *kal.* dhe *jokal,* ~A, ~UR. Humb. *Humbas dëgjimin. Humbet vlerën. Humbet në rërë. Nuk immbei folklori. Humbas prindët. Humbet kohën kot. Humbas drejtimin. Humbas gjurmat, Nuk i humbas shpresat. Humbas Iojën (ndeshjen). Humbet shpejtë-sinë. Humbet në peshë. Humbas pas punës. Kush pyet s'humbet. fj.it.*
• Humiiei nën iëkurë *përçm. shih te* LËKURË,~A. E humbet(e liUHib) udiiën në oborr *shih tek* OBORR,~I.
HUMBAZI *ndajf.* 1. Pa ia marrë përsëri diçka që i ka dhënë dikujt, falas (zakonisht për paratë). *dha pa fate humbazi. Ia dha drithin hua, po i doli humbazi.*
*2.* Pa pasm asnje përfitim, dobi a shpërblim, kot. *shkoi mendimi humbazi. Ka bërë kaq të mira humbazi.*
HUMBELLË.~A . *sh.* ~A, ~AT. Grope e madhe dhe e thellë që bëhet nga fundosja e tokës; shem-bëtirë. *Ka në humbellë.*
HUMBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grope; hon;;rambellë. *Humbë e madhe (e thellë). Është vendi gjithë humba. Jane mbushur humbat e malit me dëborë.*
2. 3altë, botë; tokë e varfër, jopjellore. *Humbë e bardhë. Humbë e kuqe.*
HUMBËS,~E *mb.* Që ka humbur betejën, ndeshjen a Iojën. *Pala i:umbëse. Skuadra humbëse.*
HUMBËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Hon, gre-minë. *Humbësirë e madhe (e thellë). Ra në humbësirë.*
*2.* Vend i largët e i harruar, vend i humbur, humbore. *Në humbësirat e largëta. E dërguan në humbësirë.*
3. *fig. mospërf.* Njeri që nuk është i aftë për asgjë, njeri i humbur, humbalaq. *Erdhi humbësira. Ç'pret nga një humbësirë.*HUMBËTIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Humbësirë.
HUMBISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Hon, humnerë; humbellë. *Ra në humbishtë.*
2. Vendi ku futet e rrjedh një përrua a një lumë nën tokë. *U zhduk përroi në humbishtë.*
HUMBJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HUMB, HUMBAS. *Humbja*
*e të hollave. Humbja e këmbës (e dorës...). Humbja e gjakut. Humbja e durimit. Humbja e të drejtave. Humbja e babait (e nënës, e të afërmve). Humbja e drejtimit. Humbja e figurave. shah. Humbja e shpejtësi-së. Humbja e zërit.*
*2. ek.* Ajo pjesë e të ardhurave në ndërmarrjet so-cialiste, që nuk sigurohet sipas planifikimit. *Doli me humbje.*
3. Demi që pëson dikush; dëmi që kam kur nuk fitoj në diçka, ajo që me pakësohet nga ato që kisha me pare; *kund.* fltim. *Doli me humbje. E shiti me humbje.*
4. Pjesa e një prodhimi që shkon dëm kur e mble-dhim; ajo që shkon kot, kur diçka e ndajnë dhe e shesin me pakicë. *Humbje natyrore. Humbja e drithit (e grurit). Pakësojnë humbjet. Korrin shpejt e pa humbje.*
5. Mundja në një luftë, në një ndeshje, në një lojë etj., dëmi që pëson dikush kur del i mundur; *kund.* fitore. *Humbje e thellë (e madhe, e rëndëj. Humbjet e armikut. Pësoi humbje. Nuk i njeh humbjet.*
6. *zakon. sh.* Njerëzit që vriten, që plagosen a që zihen robër kur zhvillohet një betejë; armët dhe mje-tet e tjera luftarake, që shkatërrohen ose që dalin jashtë përdorimit. *Humbje fizike (materiale). Humbje të mëdha (të pazëvendësueshme). Humbje në njerëz dhe në armatime. Kane pasur humbje. I shkaktuan humbje armikut.*
7. *fig.* E keqja që na bie kur vdes një i afërm, një shok a dikush tjetër. *Humbje e madhe (e thellë, e rëndë).*
8. Gjendja kur njeriu zhytet thellë në diçka e s'di ç'bëhet përreth; kllapi. *lshte (ra) në humbje.*
9. *fig. bised.* Vend i largët. *E bënin ushtrinë në humbje. E çuan djalin në humbje.*
HUMBOJ *jokal.,* ~OVA, ~OAR. Fundosem a zhytem nga shembja e dheut; bie diku a kridhem brenda në diçka; *vet. veta HI* shembet, humbet, vi-thiset. *Humboi i gjithë fshati. Humboi toka. I humboi këmba. Humboi në dëborë.*
HUMBORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend i largët, i vetmuar e i mbyllur, vend i humbur c i pa-banuar.
2. Hon, greminë. *Humbore e thellë.*
HUMBULLOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Hum-boj. *Humbulloi toka. Humbulloi në ujë (në baltë).*
2. *vet. veta HI. fig.* Zhduket, humb pa lënë gjurmë. *Humbullon zëri. Humbulloi sëmundja.*
HUMBUR (i,e) *mb.* 1. Që me ka humbur dhe nuk e di se ku e kam, që e kam lënë diku dhe s'e gjej me; që nuk e llogarit me si timin; që ia kam dhënë dikujt dhe nuk shpresoj më të me kthehet. *Gjë e humbur. Sende (para) të humbura.*
2. Që prej shumë kohësh nuk gjendet me në atë vend ku rri zakonisht, që s'e dine ku është, që është larguar a është zhdukur diku. *Djalë i humbur. E dinin (e quanin) të humbur prej kohësh.*
3. Që ka shkuar kot, që nuk ka ndonjë vlerë a q( nuk sjell ndonjë dobi; që ka vajtur dim, qS nuk është-shfrytëzuar fare ose që nuk është përdorur aq sa du-het; *kund.* i fituar. *tune e humbur. Kohë e humbur. Ditët e humbura. Shpenzime të humbura. Përpjekje të humbura.*
*4.* Që ka dale me dëm, që ka pësuar dëm në diçka; *kund.* i fituar. *Doli i humbur.*
5. Që ka përfunduar me humbje, që nuk është fituar prej dikujt; *kund. i* fituar. *Betejë (luftë) e humbur. Lojë e humbur.*
6. *fig.* I shushatur e i hutuar; që nuk është i zoti për asgjë. *Njeri i humbur.*
7. Që është shumë larg e i veçuar nga qendrat e banuara; që nuk është i njohur, që është fare i vogël e pa rëndësi; që s'është shkelur prej kohësh prej të tjerëve. *Vend (fshat) i humbur. Rrugica të humbura. Edhe në skajin (në këndin) më të humbur.*
8. Që është i futur përbrenda nga dobësia ose nga lodhja e madhe, i rrufitur; i dobët e i thatë. *Me faqe të humbura. I ka sytë të humbur. Me atë trup të humbur.*

9. Që është vrarë, është shkatërruar ose ka dale jashtë luftimit. *Njerëzit e humbur. Forcat e humbura.*
10. Që është fare i pafuqishëm, që vjen shumë i dobët; që shuhet dalëngadalë, që mezi dëgjohet. *Zë (rënkim) i humbur.*
11. Që është zhytur thellë në diçka dhe s'di ç'bëhet përreth; që është përqendruar shumë diku. *Me vësh-trim të humbur. Me pamje të humbur. E dëgjonte i humbur.*
12. *Përd. em.* sipas kuptimeve 2,4,6,9 të mbiemrit. *humburi i botës! E humbura e dynjasë. Qante për të humburit.*
HCMBUR *ndajf.* Pa pasur ndonjë dobi, pa fituar gjë, kot, dëm. *Vajti malli humbur. I shkoi mundi (puna) humbur.*
HUMNERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grope e thellë me anë të thepisura, zakonisht në male; hon, greminë. *Humnerë e madhe (e thellë). Humnerat e maleve. Në fund të humnerës. Ra (humbi) në humnerë.*
2. *fig.* Errësirë e thellë; vend i vuajtjeve e i mun-dimeve të mëdha, vend mjerimesh prej nga s'del dot. *Në humnerën e kapitalizmit.*
*it* Është në buzë të humnerës (të gremines) *shih te* GREMINË,~A.
HUMOR,~I *m.* 1. Shaka dashamirëse e thumbuese njëkohësisht, thumbim i lehtë me dashamirësi e më të qeshur që i bëjmë dikujt; shaka e hollë që godet një të metë, por nuk të lëndon; prirje ose aftësi e dikujt për t'i paraqitur dobësitë, të metat etj. në një mënyrë të tillë, që të bën të qeshësh; një qëndrim a sjellje e tillë ndaj të metave e dobësive të dikujt. *Humor i gjallë (i lehtë). Hutnori popullor. Ka (bën) humor. Flet (tregon) me humor. Ka ndjenjën e humor it. Nuk e kupton (nuk e duron) humorin.*
2. Gjendja shpirtërore e njeriut për një fare kohe pak a shumë të gjatë. *Në humor të mirë (të keq). Është në humor. la prishi humorin. I iku humori.*
3. *let., art* Paraqitja e sendeve, e dukurive dhe e yeprimeve të njerëzve në veprat letrare e artistike duke i vënë në lojë të metat e dobësitë e duke e bërë le-xuesin a shikuesin të qeshë; vepër letrare ose artistike ku pcrdoret kjo forme paraqitjeje. *Humor muzikor. Humori i estradës. Humori dhe satira.*HUMORIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shkrimtar qs shkruan vepra humoristike; ai që luan pjesë hu-moristike. *Humoristët e skenës. Humoristët e estradave.*
HUMUS,~I *m. bujq.* Shtresë toke në ngjyrë kafe të' errët ose të zezë, që formohet nga kalbëzimi i mbe-turinave të bimëve e të qenieve të gjalla dhe që është pjellore. *Humusi i pyllit (i gjetheve). Tokë e pasur me humus. Ka shumë humus.*
HUMUSOR,~E *mb. libr.* Që ka humus; që është prej humusi. *Tokë (shtresë) humusore. Lëndët hu-miisore.*
HUN,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Populsi endacake me prejardhje turanike, e cila u dynd në shekullin e katërt të erës sonë nga Azia në Evropë. *Dyndja e hunëve.*
HUNAP,~I 771. *bot.* Shelg i butë. *Gjethe hunapi. Lulet e hunapit.*
HUNDAÇ~E *mb.* 1. Që e ka hundën të madhe, të| shtypur ose të ngritur përpjetë (për njerëzit).
2. Që flat me hundë; që del nga hunda, që shqiptohet me hundë. *Njeri hundaç. Zë hundaç.*
3. *fig.* Mendjemadh, hundëpërpjetë. *Burrë hundaç.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për njerëzit).
HUNDAK,~E *mb.* 1. *shih* HUNDAÇ,~E. *Zë hundak.*
*2. gjuh., vjet.* Hundor. *Zanore hundake.*
HUNDÇ,~I 77i. *sh.* ~Ë, ~ËT.sVA HUNDËS,~I.
HUNDE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Bishti i kapistrës, më të cilën u lidhen të dyja nofullat kafshëve të ngar-kesës. *Hundeja e kalit.*
2. Hundëz. *vuri hunde viçit.*
HUNDEC,~E *mb. shih* HUNDAÇ,~E. *Njeri hun-dec.*
HUNDË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Organ i nuhatjes; pjOsë e dale e fytyrës mbi gojë e nën sy, me dy vrima, nëpër të cilat kalon ajri gjatë frymëmarrjes. *Me hundë të vogël (të madhe, të shkurtër, të gjatë, të drejtë, të shtypur, të kthyer). Hunda e njeriut. Hunda e kafshëve. Vrimat e hundës. Maja e hundës. Kurrizi i hundës. Shami hundësh. Shfryu hundët. Merr frymë me hundë. I dpli gjak nga hundët. Ra me hundë (me hundë e me buzë). Para hundës (mu te hunda)* shumë afër, para syye.
2. Kiç; pjesa e përparme dhe e dale e diçkaje, që vjejn me kurriz e duke u ngushtuar. *Hunda e anijes (e Ivaporit, e lundrës). Hunda e malit (e shkëmbit). Hunda e çekanit. Hunda e plorit. Këpucë me hundë.*
3. *bised.* Lëfyt. *Hunda e ibrikut. Enë me hundë.*
*4. gjeogr. bised.* Kep. *Hundë deti. Hundë dheu. Hunda e Karaburunit.*
5. *bised.* Sasia e diçkaje që thithet njëherësh a i mbahet erë vetëm një here. *Një hundë burrnot.*
I bën hundë (buzë) *diçkaje shih te* BUZË,~A. I ra hunda *tall,* a) e ndjeu veten të fyer, u zemërua, u hundua; b) i ra krenaria, i ranë pendët. I ra në hun-dë *di çk a* e nuhati, e ndieu, e mori vesh. Iu ça (iu bap) hunda *(për duhan) shih te* HAPEM. Të can hundët *shih te* ÇAJ. Çon (ngre) hundën (përpjetë) bëhet mendjemadh. I doli nga hundët (për hundësb)
*diçk a* e pagoi shtrenjtë diçka që mori a që fitoi, në të vërtetë nuk përfitoi, por u dëmtua, nuk e gëzoi atë që mori. Hëngri sa i doli për hundësh (nga hundët) hëngri tepër sa nuk i nxinte me barku. la do hunda *diçka* i pëlqen diçka. Flet me hundë a) Set duke e nxjerrë pjesën kryesore të ajrit nga hundët; b)' flet me zemëratë e me inat, sillet keq më të tjerët, u qën-dron rëndë të tjerëve. Flet nën (nëpër) hundë flet në mënyrë të paqartë, mërmërit. Fut hundët (hundën, tu-rinjtë) *në diçka keq. shih te* FUT. I hanë (i kru-hen) hundët kërkon të zihet a të grindet me dike. E heq (e tërheq)për hunde (për hundësh) *dike* e sjell vërda-*]\'i,* e bën të sillet si do ai, e mashtron. la heq hunda *diçka* e parandien, e nuhat diçka. Hundë me bundë a) shumë pranë njëri-tjetrit, fare afër; ballë për ballë, sy për sy; b) përpara syve. Hundë e buzë (tërë hundë e buzë, gjithë buzë) *shih te* BUZË,~A. Nën hundën e mjekrën *e dikujt* mu përpara syve të tij, para hundës së tij. Me hundën përpjetë *shih te* PËRPJETË. Me hundë (me turinj, me buzë) varur (të varur) *shih te* VARUR. I hyn ndër hundë *dikujt* a) i afrohet shumë dhe e pengon tjetrin, e bezdis; b) i hyn e i përzihet tjetrit në punët e tij. Ka hundë (turinj) a) i kap shpejt gjërat, i parandien e i kupton, i nuhat shpejt; b) e mban veten lart, është mendjemadh. E kam në hundë *dike përb.* me është neveritur shumë, nuk e shoh dot me sy. Nuk ka hundë (turinj) për *dike a për diçka mospërf.* nuk e meriton dike a diçka, nuk është për të. Merr hundë për *diçka* guxon të nisë a të bëjë diçka. Ka ngritur hundën *me dike keq. shih te* NGRE. la nxori (ia qiti) nga hundët (nga hunda, për hundësh) *diçka keq.* a) Ia mori me zor diçka; b) bëri që të

mos e gëzojë atë që kishte fituar. Sikur e ka nxjerrë (e ka qitur) nga hunda (për hundësh) i ngjet shumë, ngjan shumë me dike. Përpara (para) hundës *së dikujt* duke qenë i prani-shëm edhe ai vetë (sidomos kur dikush vepron pranë tij dhe e dëmton, por ai nuk e sheh ose bën sikur nuk sheh). Ia përsheshi hundët (turinjtë) *dikujt shih te* PËRSHESH. E pi me hundë *diçka* e pi shumë diçka. Ë priti me (tërë) hundë (me hundë e buzë, me turinj) e priti keq e rëndë, e priti me këmbët e para. Qesb nën hundë (nën mustaqe) qesh me qesëndi a më të tallur. I rri me hundë (me turinj, tërë hundë, tërë turinj, hundë e buzë) *dikujt* i rri gjithë inat dikujt; i rri i ngrysur e me zemërim. I është rritur hunda (mendja) *dikujt keq. shih te* RRITEM. Rrudh hundët (turinjtë, buzët) *shih te* RRUDH. Ia shkrepi në hundë (në fytyrë, në tu-ri) *dikujt shih te* FYTYRË,~A. E sheh nën hundë *dike* e sheh me përçmim. Shpohem në hundë e them me bindje të plotë diçka, jam shumë i sigurt, pres ko-kën. I theu (i dërtmoS) hundët (turinjtë, dhëmbët, nofullat, brinjët) *dikujt për cm. shih te* THYEJ. E uli hundën *iron,* hoqi dorë nga krenaria e mburrja e kotë, pushoi së krekosuri; u be me i shtruar. S'e ul hundën *keq.* vazhdon të mbahet më të madh, nuk afrohet e nuk pajtohet me dike a me diçka; nuk i bindet dikujt. I vari (i lëshoi, i lëvari) hundët (buzët, turinjtë) një pë-)lëmbë *shih te* VAR. Ia zë hunda *diçka* e ndien diçka, e nuhat, e kap, e kupton shpejt. Zgjati hundët *keq. shih te* ZGJAT. Iu zverdh hunda *dikujt* a) u tremb shumë; b) u inatos keq,_ u tërbua nga inati. E biri hundë me buzë *shih te* BUZË,~A. Ia bëri hundët (turinjtë, kokën) përshesh *dikujt shih te* PËRSHESH, ~I. I ka rënë hunda në dhe (përdhe) *iron,* është ze-mëruar shumë. Nuk i bie hunda në shesh *dikujt* nuk bie keq, nuk zihet ngushtë. Ma pruri (ma solli) shpirtin në majë të hundës me mërziti tej mase, sa s'e duroj dot me; me zemsroi shums. Nuk di tS fshijSbundët *mospërf. shift te* FSHIJ. I duket hunda dyfek *keq. shih te* DYFEK,~U. Ec drejt hundës! shih punën tënde, mos u përziej në punët e të tjerëve!; mbaj drejt. Ke hundë e buzë!? ke guxitn!? ke sy e faqe!? (për të bërë diçka). E ka hundën të gjatë (të madhe) *shih te* GJATË (i,e). E ka bundën të hollë *iron, shihte* HOLLË (l,e). E ka hundën në Us *shih te* LIS,~I. E kam në majë të hundës *dike a diçka keq.* a) jam shumë i inatosur; b) nuk e duroj dot, me është neveritur. I kullot hunda lart *iron,* është mendjemadh, e mban veten shumë lart. E mban (e ka) hundën lart (përpjetë) *iron,* mburret shumë, mbahet më të madh. E mban hundën në qiell *shih te* QDELL,~I, E nxori hundën jashtë *iron,* u hodh në veprim, nuk qëndroi në pritje dhe i mbyllur diku. I rri me grushte hundëve *dikujt keq.* e kërcënon hapur dike, nuk e lë të ngrerë kokë. Rrinte me një pëllëmbë hundë rrinte i zemëruar, rrinte gjithë inat. I erdhi (shpirti) në majë të hundës (në fyt) u mërzit shumë nga dikush a nga diçka, vuajti shumë, i plasi shpirti. I arrijnë sytë gjer te maja e hundës *keq.* nuk sheh përtej hundës së vet. Nuk sheh me larg (me tutje) se hunda e vet (përtej hundës së vet) është i mbyllur në punën e vet; ka horizont a pamje të kufizuar për diçka, është dritëshkurtër; nuk është i zgjuar. Breshrl e rreh e hunda me majë *iron,* kërkon shumë me tepër nga ajo që i takon, edhe qeros edhe qibar, dhi e zgjebosur e bishtin përpjetë. la do buza, por s'e lë hunda *shihte* LË. S'e lë hunda të hajë (të kullotë) bar *tall,* është mendjemadh, vret lart dhe kjo e dëmton. la mbylli derën përpara hundës nuk e pranoi dike të hyjë brenda; e përzuri me inat. Me ka ardhur qumështi i nënës në majë të hundës jam lodhur shumë, jam mër-zitur tej mase; jam zemëruar sa s'ka ku të vejë me, me ka ardhur shpirti në majë të hundës. Ta vjedh hundën midis (në mes të) syve *shih te* VJEDH. Ka ulur pak hundën, por ka ngritur sqepin *iron, shih tek* UL. Hunda në lis, morri në kurriz *fj. u.* mendjemadhësia sjell gjithmonë të këqija, mendja e madhe — e zeza e të zotit.

HUNDËBRl,~RI *m. sh.* ~RË, ~RËT *zool.* 1. Rinoqeront. *Hundëbriri afrikan, Hundëbriri indian.*

2. Një lloj brumbulli i madh, me ngjyrë të murrme, që ka në kokë një bri.

HUNDËÇIP,~E *mb. 1.* Që e ka hundën të vogël e me majë. *Djalë hundëçip. Vajzë hundëçipe.*

2. *fig. keq.* Mendjemadh, hundëpërpjetë.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për nje-rëzit). *Erdhi hundëçipja.*

HUNDËDASH *mb.* Që e ka hundën të kthyer për-brenda a të lakuar si të dashit. *Burrë hundëdash.*

HUNDËDERR *mb. shar.* 1. Që e ka hundën të kthyer nga jashtë, që është me hundë të ngritur si të derrit. 2. *fig., shar.* Kokëfortë. HUNDËDREJTË *mb.* Që e ka hundën të drejtë.

HUNDËFEÇKË *mb. shar.* Që e ka hundën të gjatë si feçkë.

HUNDËGJATË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Kandërr brejtëse si buburrec, me turi të gjatë, që është në disa Hoje dhe që dëmton bimë të ndryshme. *Hundëgjati i panxharit. Hundëgjati i hardhisë. Hundëgjati i lakrës. Hundëgjati i jonxhës. Hundëgjati i pemëve. Hundëgjati i ullirit. Hundëgjati i grurit. Hundëgjati i lëvores.*

HUNDËGJATË *mb.* Që e ka hundën ose turirin të gjatë. *Burrë hundëgjatë. Derr hundëgjatë.*

HUNDËGJERË *mb.* Që e ka hundën të gjerë. *Majmun hundëgjerë.*

HUNDËHEQUR *mb.* Që e ka hundën të holla e të gjatë, me hundë të hequr.

HUNDËKALEM,~E *mb. poet.* Që e ka hundën të drejtë, të hequr e të bukur. *Vajzë hundëkaleme.*

HUNDËKËRRABË *mb.* Që e ka hundën me majë të kthyer poshtë.

HUNDËKËRRUTË *mb.* Që e ka hundën të për-kulur si me samar.

HUNDËKUQ,~E *mb.* Që e ka hundën me majë të kuqe e të trashë.

HUNDËLESH,~E *mb.* 1. Që e ka hundën me lesh, që është me lesh në hundë.

2. *fig.* I forte e kokëkrisur, trim e i krisur. *Njeri hundëlesh.*

HUNDËMADH,~E *mb.* 1. Që e ka hundën të madhe. *Burrë hundëmadh.*

*1. fig. keq.* Mendjemadh.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

HUNDËMPREHTË *mb.* 1. Që e ka hundën të hollë e të mprehtë.

2. *fig.* Që ka nuhatje të mprehtë për diçka, që i nu-hat shpejt e mirë gjërat. *Njeri hundëmprehtë.*

HUNDËNGRËNË *mb.* 1. Që i është ngrënë hunda nga ndonjë sëmundje (zakonisht nga sifilizi), me hundë të ngrënë.

2. *përd. em. bised.* Njeri me hundë të ngrënë nga sifilizi; sifilitik.

HUNDËPATATE *mb. shar.* Që e ka hundën të madhe e të fryrë si patate. *Burrë hundëpatate.*

HUNDËPATËLLXHAN,~E *mb. shar.* Që e ka hundën të gjatë e të trashë.
HUNDËPËRPJETË *mb.* 1. Që e ka hundën me majë të ngritur përpjetë.
2. *fig. keq.* Mendjemadh.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve te mbiemrit. *Hundë-përpjeti — mendjelehti. fj. u.*
HUNDËQIRI *mb.* Që e ka hundën të drejtë si qiri.
HUNDËROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Nxjerr ajrin nga hundët dhe nga goja, kur është i lodhur ose ka frikë dhe bën një zhurmë të lehtë, tur-fullon lehtë (zakonisht për kalin). *Hundëron kali.*
2. I shqiptoj tingujt me hundë, Has me hundë.
HUNDËRRJEPUR *mb.* Që e ka hundën të rrjepur, që i është rrjepur lëkura e hundës.
HUNDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që flet me hundë, ai që i shqipton tingujt me hundë.
HUNDËSE,~JA *. sh.* ~E, ~ET. 1. Hundeja e kalit.
2. Hundëz. *Hundësja e viçit.*
HUNDËSPEC,~E *mb. shar.* 1. Që e ka hundën të kuqe.
2. *fig.* Që kërkon sherr, grindavec.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Hundë-specit i vjen për hak hundëleshi.*HUNDËSQËP,~E *mb. shar.* Që e ka hundën të hollë e me majë të kthyer si sqep. *Djalë hundësqep.*
HUNDËSHKABË *mb.* Që e ka hundën të kthyer e të bukur, hundëshqiponjë. *Trim hundëshkabë,*
HUNDËSHQIPONJË *mb.* Që e ka hundën të kthyer e të bukur, që është me hundë të kthyer si sqepi i shqiponjës.
HUNDËSHTREMBËR *mb.* Që e ka hundën të sht'rembër.
jfUNDËSHTYPUR *mb.* Që e ka hundën të shtypur. HUNDËTRASHË *mb.* Që e ka hundën të trashë.
HUNDËVARUR *ndajf.* I mërzitur e i pezmatuar, me! hundët varur. *Mbeti (rrinte) hundëvarur.*
HUNDËZ,~A, *sh.* ~A, ~AT. 1. Rreth hekuri me' thumba të gjatë ose shportë e yogël prej teli, që u yihet kafshëve në gojë për të mos pirë qumësht nga nënat, për të mos kullotur ose për të mos kafshuar. *HUftdëza e viçit. Hundëza e kecit (e qengjit). Hundëza e taut (e buallit). Hundëza e qenit. I vë (i heq) hundëzën.*
2. *spec.* Lëfyti i një mjeti a i një mekanizmi. *Hundëza ndezëse. Hundëza e pompës së gazit. Makinë me hundëz.*
3. Hundeja e kalit.
4. *Zvog. e* HUNDË,~A.
HUNDËZAJ *ndajf.* Me hundë e me buzë përtokë. *Ral(më) hundëzaj.*
HUNDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve HUNDOJ, HUNDOHEM.
2. Fyerje që na bën dikush; zemërim. *E ka kapur hundimi.*
HUNDOHEM *vetv.* 1. E ndiej veten të fyer; ze-mërohem, hidhërohem me dike. Pie *po hundohesh kot?*
?. *Pës. e* HUNDOJ.
HUNDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E fyej dike; e zemëroj, e hidhëroj. *Mos e hundo shokun.*
HUNDOR,~E *mb.* 1. *gjuh.* Që shqiptohet duke kaluar ajri nëpër zgavrat e hundës, që shqiptohet me hundë; që ka hundorësi. *Zë (tingull) hundor. Za-nore (bashkëtingëllore) hundore. Theks hundor. Shqip-tirri hundor.*
2. *anal.* Që ndodhet në hundë, i hundës. *Kocka hundore. Flegrat hundore.*
3. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Zanore ose bashkëtingëllore hundore. *Hundoret e shqipes.*
HUNDORËSI,~A . *gjuh.* Shqiptimi hundor i tingujve. *Hundorësia e zanoreve. Zhdukja e hundo-rësisë.*
HUNDORËZlM,~I *m. gjuh.* Kalimi i një tingulli gojor në tingull hundor. *Hundorëzimi i zanoreve.*
HUNDUAR (i,e) *mb.* I fyer, i zemëruar. *Iku i hun-d'uar..*
HUNGAREZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Hungarisë ose ai që e ka prejardhjen nga Hungaria.
HUNGARËZ,~E *mb.* Që lidhet me Hungarinë ose me hungarezët, që është karakteristik për Hungarinë ose për hungarezët, i Hungarisë ose i hunga-
rezëve; që është krijuar nga hungarezët. *Populli hun-garez. Kufiri hungarez. Shtetas hungarez. Gjuha hun-gareze. Këngë (valle) hungareze.*
HUNGARlSHT *ndajf.* Në gjuhën hungareze. *Flet (shkruan) hungarisht.*
HUNGARlSHTE,~JA . Gjuhë ugrofine, që flitet në Hungari, gjuha hungareze.
HUNGËRlJ *jokal.,* ~VA, ~RË. Hungëroj.
HUNGËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljes HUNGËROJ. 2. Hungërimë. *Hungërim i forte.*
HUNGËRlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zë i ndër-prerë, therës e i përvajshëm, që lëshon qeni a ujku kur e kërcënojnë, kur e godasin etj.; zëri që nxjerrin nëpër dhëmbë qentë ose disa kafshë të tjera. *Hungërimë e forte (e mbytur). Hungërima e qenit (e ujkut, e ariut). U dëgjua një hungërimë:*
2. Britrnë e ndërprerë, therëse a kërcënuese, që nxjerr njeriu kur ka diçka përbrenda.
3. Zhurmë e ndërprerë, e forte e therëse, që bëjnë disa sende. *Hungërima e makinës (e motorit).*
HUNGËRIT *jokal,* ~A, ~UR. Hungëroj. HUNGËRITJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Hungërim. 2. Hungërimë.
HUNGËROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Nxjerr një britmë të ndërprerë, therëse e të për-vajshme, ulërin duke e nxjerre zërin nëpër dhëmbS (zakonisht për qenin, ujkun dhe për disa kafshë të tjera). *Hungëron qeni (ujku, ariu).*
2. Nxjerr një britmë të ndërprerë, therëse a kërcënuese, kur kam diçka përbrenda, nxjerr një hungërimë. *Hungëronte nga inati. Fliste dhe hungeronte.*
3. *vet. veta III.* Nxjerr një zhurmë të ndërprerë, të forte e therëse, të ngjashme me hungërimën e qenit (për disa sende). *Hungëronte makina (motori).*
HUNGËRUES,~E *mb.* Që i ngjan hungërimës, që është i ndërprerë dhe therës si hungërimë (për zërin e për tingujt). *Zë hungerues.*
HUP *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ngjesh, rras.
2. *fig.* E rrah mirë dike, e zhdëp. *E hupi mirë.*
HUPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *vjet.* Njeriu i vrarë, të cilit nuk i ishte marrë gjaku nga njerëzit e tij sipas kanunit, gjakhupës. *Shkoi hupës.*
2. *krahin.* Ai që humbet rrugën e s'di nga të shkojë. *la hapin derën hupësit.*
HUPËS,~E *mb. krahin.* I humbur. *Peng hupës.*
HUPËT (I,e) i *mb.* 1. Që është gatuar e pjekur shumë kohë me pare, që nuk është i butë e i shkrifët, i ndenjur, bajat (zakohrsht për bukën). *Bukë e hupëi. Kulaç i hupët. Simile të hupëta.*

2. Që është i ngjeshur e i forte, i ngurtë, i ngrirë. *Dëborë e hupët.*

HUPËT (i,e) ii *mb. krahin.* 1. I humbur. *Para të hupëta* para që nuk pritnim t'i merrnim, para që i quanim të humbura.

2. Që është i ngrënë a i zbrazët përbrenda, i zgavërt. *Dru(shkëmb) i hupët.*

*3.* Që nuk është i ngjeshur mirë, që nuk është rra-sallitur; i imJt e i but5. *Duhan (pambuk) i hvpit. Dhe i hupët. Miell (sheqer) i hupët.*

HUQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Qëndrim a zakon i veçantë që ka një njeri; shprehi e keqe a ves që i është bërë zakon dikujt. *Huq i mirë. Huq i keq* ves. *Huqet e njerëzve. Huqet e mushkës (e kalit). Njeri (plak) me huqe. E ka huq. Ka huqin e vet. Ka ca huqe. S'i la huqet. I është bërë huq. la mësova huqet.*

• I doli huq (shterpë) *shih te* DAL. la di huqet *dikujt a diçkaje* e njoh mirë dhe di si të si-Uem me të. Mori huq e zuri inati, u inatos, u nxeh. Kali i kuq e ka një huq *shih te* KALË,~I.

HUQ *ndajf. bised.* 1. Pa mundur ta godas oss ta prek, kot, bosh (kur qëlloj dike a diçka). *I doli pushka huq. I shkoi shigjeta huq. Nuk i vajti asnjë e shtënë huq.*

2. *fig.* Kot, pa arritur gjë, bosh. *1 shkoi (i vajti) mundi (puna) huq. I vajti (i doli) huq. J shkoi koha huq.*

3. *si em,* ~, ~I m. Lëvizje bosh kur qëllojmë dike a diçka. *Çfarë huqi i doli kur gjuajti topin!*

HUQEMADH,~E *mb.* Që ka shumë huqe.

HURB *kal,* ~A, ~UR. E pi një lëng a diçka të lëngshme me hurba; e gjerb. *Hurb kafenë (rakinë). E hurbi qumështin e nxehtë. E hurbi vezën.*

HURBA-HURBA *ndajf.* Duke e gëlltitur me disa të kthyera, duke e gjerbur, me gllënjka (për një lëng). *Pi hurba-hurba.*

HURBAT (HURBAS) *kal.,* ~TA, ~TUR. Hurb.

HURBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Një gllënjkë c një lëngu, që pihet me një të gëlltitur, gërrqe. *Një liurbë raki (ujë). Pi me hurba të mëdha (të vogla).*

*2. përd. mb.* Që është zier pak dhe mund të pihet, surbull. *Vezë hurbë.*

HURDHELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Hurdhë e vogël.

HURDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pellg i vogël me ujë të ndenjur, grope me ujë; vend i thellë në rrjedhën e qetë të një lumi. *Hurdhë e madhe (e vogël, e thellë, e cekët). Hurdha e mullirit. Zë peshk në hurdhë. Ra në hurdhë.*

*2. fig.* Vendi rreth e rrotull, pellg. *Hyn në hurdhën e lyre. Hurdha jonë ka luftuar.*

• Është hurdhë e pagjuajtur (pyll i pagjuajtur) *shih te* PAGJUAJTUR (i,e). Ai i hurdhës *bised. euf.* shejtani.

HURDHIQ,~E *mb.* I lagur shumë, i bërë qull. *E bëri hurdhiq.*

HURDHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend me hurdha.

HURMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Pemë e vendeve të ngrohta, e lartë deri në dhjetë metra, me gjethe të gjata e vezake, me lule të bardha si në të ver-dhë, që bën kokrra të mëdha e të tulta si mollë, të cilat kur piqen, zbuten, marrin një ngjyrë të verdhë më të kuq dhe ëmbëlsohen; kokrrat e kësaj peme; kaki, hurmë deti. *Hurma farëzeza. Hurma me far a (pa far a).*

*2.* Pemë e vendeve mesdhetare, e lartë mbi dhjetë metra, me gjethe të gjata, vezake e me push të hirtë‰ me lule të kuqërreme ose të bardha në të gjelbër, që bën kokrra të tulta Sa një lajthi e me ngjyrë të verdhë në gështenjë, të cilat, kur piqert, ëmbëlsohea shumë, hurmë vendi; kokrrat e kësaj peme.

3. Palme frutore e vendeve të nxehta të Azisë e të Afrikës, me gjethe si pendë të zgjatura e me lule të grumbulluara në vile, që bën kokrra më të mëdha se një arrë, të tulta e me ngjyrë të verdhë në gështenjë, të cilat, kur piqen, zbuten dhe ëmbëlsohen shumë; kokrrat e kësaj palme. *Hurma të thata. Hurma me fare (pa fare).*

4. *krahin.* Vadhëviçe.

HURUVEJKË,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* Kukuvajkë.

HUSHKULUR *mb. keq.* I. Që bredh poshtë e lart dhe nuk ngulet për të banuar në një vend, endacak; që s'ka një vend të përhershëm banimi. *Njeri hushkulur.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Mori për burrë një hushkulur.*

HUT,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Një lloj bufi, me kokë të madhe e të rrumbullakët, me sqep të shkurtër e të kthyer, që rron nëpër pyje dhe këndon natën sikur vajton. *Huti me veshë* buf me veshë. *Zog huti. Kënga e hutit.*

*2. fig. shar.* Njeri i trashë nga mendja; njeri i shu-shatur, matuf.

+ U be hut iku me vrap, iku më të katra (për mesh-kujt). I ka kënduar huti *dikujt* i shkojnë punët mirë, i ecën fati.

HUT *ndajf. krahin.* Shumë mirë, si s'ka me mirë. *E kanë kaluar hut.*

HUTAQ,~E *mb. keq.* 1.1 hutuar; që harron shpesh, harraq. *Nxënës hutaq.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Hutaq i madh.*

HUTESË,~A . Gjendja e njeriut kur nuk e për-qendron dot vëmendjen te diçka, nuk kupton se ç'bëhet e s'di ku është, gjendja kur njeriu është i hutuar. *E ka zënë hutesa.*

HUT,Ë,~A I .. *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Femra e hutit. *Zogu i hutës. Ra huta në pula.*

2. *zool.* Shpend grabitqar, me kokë dhe me gushë të mbuluar me pupla, me qafë të rrjepur, me kthetra të mëdha, të forta e pa_k të kthyera, që rron nëpër pyje. *Huta e bardhë* kali i qyqes. *Hutë deti* pulëbardhë.

3. *fig.* Grua a vajxë e trashë nga mendja; femër e shushatur e matufe. *Kishte marrë një hutë.*

4. Dele me veshë shumë të vegjël. *humbi huta.*

HUTË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Lloj pu-shke e vjetër, me katër viaska dhe me një fishek, që mbushej nga prapa. *Huta e kushtrimit. Çarku i hutës. Krisi huta. Gjëmoi huta shqiptare. Hutë der-vishi* lloj pushke e vjetër me një fishek. *pjekim hutat* bashkohemi e luftojmë kundër armikut. *Shqip-tarin nuk e ka nxjerrë lokja prej barkut, por huta prej çarkut. fj. u.* shqiptari është trim, është i pushkës.

HUTËRROHEM *vetv. krahin.* Hutohem.

HUTËRROJË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *zool shih* HUTË,~A i 2-

HUTËRROJË,~A n • *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Vajzë a grua që hutohet shumë, hutaqe. *Hutërrojë e madhe.*2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *flake hutirrojë.*

HUTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve HUTOJ, HUTOHEM. *Hutim i niadh. Caste (gjendje) hutimi. I kaloi hutimi. E kishte nga hutimi.*

*2. krahin.* Lajthitje, gabim.

HUTIMTHI *ndajf.* Në gjendje hutimi, duke qenë i hutuar. *E vështronin hutimthi njëri-tjetrin. Ecte (ftiste) hutimthi.*

HUTIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Hut. *Hutini me veshë.*

HUTLOHEM *vetv. krahin.* Hutohem. HUTLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Hutoj.

HUTOHEM *vetv.* 1. E humbas yëmendjen a nuk përqendrohem në diçka, nuk kuptoj se ç'bëhet e s'di kii jam, me turbullohet mendja; me merren mendtë përpara dikujt a diçkaje, e humbas toruan; trullosem. *Hutohet shumë. Hutohet në provim (përpara mësuesit). Vhutua nga turpi.*
2. Habitem shumë përpara dikujt a diçkaje, shas-tisem.
HUTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj dike të mos përqendrohet në diçka, ia turbulloj mendjen, ia marr mendtë; e trullos. *E hutoi me fjalë. Mos na hutol*
*2.* E habit shumë, e shastis. *E hutoi shumë.*
3. *jokal. krahin.* Lajthit, gaboj.
HUTUAR (i,e) *mb.* 1. Që është hutuar nga dikush a nga diçka, që nuk kupton se ç'bëhet e s'di ku është; që i janë marrë mendtë nga dikush a nga diçka, që e ka humbur toruan; i trullosur. *Njeri i hutuar.*
2. I habitur shumë përpara dikujt a diçkaje, i shastisur. *Mbeti i hutuar.*
HUTUESHËM *ndajf.* Ne gjendje hutimi, duke qenë i hutuar, hutimthi. *U ngrit (u ndal) hutueshëm. Ecte (fliste) hutueshëm.*
HYJ *jokal.,* ~RA, ~RË. 1. Shkoj e futem diku brënda, duke ecur me këmbë a duke lëvizur; futem në|një vend të mbyllur a të rrethuar; *kund.* dal. *Hyri fsh'ehurazi (papritur). Hyri zvarrë. Hyri me vrap (me nxitim, me vrull, me force, me zor). Hyri në shtëpi (në dhomë, në kasolle, në vathë). Hyri në klasë (në _ shkollë). Hynë në shpellë. Hyj në oborr (në kopsht, në stadium, nëfushë). Hyrinëpyll (në kopsht, nëvresht). Vapori hyri në port. Nuk hyjnë rrezet e diellit. Hyri nga dera (nga dritarja). Në barkë kishte hyrë shumë ujël Era hynte tejembanë. Ku hyn dielli nuk hyn mjeku.*
*fJMr*
*2.* Zhytem diku në thellësi, bie brenda në diçka. *Hyj në ujë (në lumë, në det, në liqen, në pus). Hyri në baltë. Hyri thellë deri në gju.*
3. *vet. veta HI,* Ngulet në thellësinë e diçkaje; futet brenda në diçka; arrin të futet e të vendoset brenda në diçka, e merr a e nxë diçka. *Hyri thellë gozhda. I ka hyrë plumbi në mish. Ka hyrë në tokë (huri, urithi). I ka hyrë një gjemb. Thoi ka hyrë në mish. Nuk hyn në xhep* s'e nxë xhepi.
4. Futem e zë vend midis njerëzve a sendeve; ndër-hyj për dike a për diçka. *Hyri në mes (ndërmjet tyre). Hyri si pykë. Hyri ndërmjetës (dorëzanë, lajmës). Kjo\ çështje nuk hyn këtu. Mos hyr në punët e tij.*
*Si* Futem a depërtoj në një vend ose në një hapësirë
(e prek, e shkel a e pushtoj). *Hynë në qytet (nëfshat). Partizanët hynë në lagjet e jashtme (në prapavijat e armikut). Aeroplani hyri në hapësirën ajrore. Anija hyri në ujërat territoriale.*
6. *fig.* Futem diku, prek një çështje të fshehtë a tfi panjohur, arrij te diçka e mbyllur; futem thellë n8 diçka, depërtoj thellë, zhytem. *Hyri në të fshehtat e dikujt. I hyj në botën e brendshme dikujt. Hyri në temë (në thelbin e çështjes). Hyri në hollësira. Ka hyrë shumë në atë punë. Hyri në mendime të thella.*
7. *fig.* Bie në një gjendje të caktuar; me kap diçka, me zë dhe vij në një gjendje të veçantë shpirtërore a trupore. *Hyri në rrezik. Hyri në sherr (në grindje). Hyri borxh (në borxh)* mori hua. *hyrifrika* u frikësua. *hyri lakmia. I hyri meraku për dike a për di ç k a* u merakos. *Na hyri të ftohtët* kemi të ftohtë. *hynë të dridhurat (nga të ftohtët, nga frika).*
8. *vet. veta III.* Ulet, bie, fundoset. *Ka hyrë toka. Kane hyrë themelet. I kanë hyrë faqet (sytë). I ka hyri gjoksi brenda.*
9. Jam a bëj pjesë diku; *vet. veta III* përfshihet brenda diçkaje, është diku. *Hyri në radhë. Hyri në listë. Në këtë përmbledhje hyjnë disa tregime. Kjo fjalë ka hyrë thellë në gjuhë. Sa here hyn pesa te njëzeta?*
10. Bëhem anëtar a pjesëmarrës i diçkaje, marr pjesë diku. *Hyj në parti (në organizatën e rinisë, në organizatën e bashkimeve profesionale). Hyri në cooperative.*
11. *vet. veta III fig.* Futet thellë te dikush a te diçka, përvetësohet nga dikush. *Idetë e Partisë kanë hyrë në masat e gjera punonjëse. I ka hyrë (i është futur) në gjak. Ka hyrë në jetën e përditshme. Hyn nëjetë diçka* bëhet e zakonshme në jetën a në punën e përditshme. *Ka hyrë në mode* është bërë e modes.
12. *fig.* Filloj a nis të marr pjesë në diçka; filloj të merrem me një punë, nis të bëj diçka; vendos e nis të veproj, i futem a i përvishem diçkaje. *Hyj në punë. Hynë në luftë. Hyj në garë. Hynë në bisedime (në kuvend, në marrëveshje). Hyri në lidhje. Hyj në valle. Hyn në përdorim. Ia hyj një pune. Ia hyri me dru* nisi ta rrihte. *Hyri në vegjë (në tezgjah)* nisi të punonte në vegjë. *Hyri në govatë* nisi të lante *rrobat. Hyri në magje* filloi të gatuante bukë etj. *Ia hyri me drapër* nisi ta korrte. *hyri me kazmë* nisi ta gërmonte. *Hyn në fuqi (një ligj).*
13. *fig.* Filloj një periudhë të re kohe; *vet, veta HI* nis një kohë e caktuar. *Hyri në të tetin (hyri për tetë)* ka fllluar moshën tetë vjeç. *Hymë në një epokë (në një fazë, në një periudhë) të re. Kemi hyrë në vitin ju-bilar. Hyri prilli (marsi). Hyri dimri.*
14. *vet. veta III.* Tkurret a mblidhet diçka, zvogë-lohet, shkurtohet. *Kanë hyrë rrobat nga të larët. Ky dok nuk hyn në ujë. Hyn për së gjati (për së gjerij.*
15. *vet. veta III bised.* Perëndon. *Hyri dielli (hëna).*
16. *pavet.* HYHET. *T'i hyhet revolucionitl Nuk hyhet atje. Delet andej nga hyhet.*
*-k* I hyj (i futem) brenda *diçkaje shih te* BRENDA. U ka hyrë bukla *shih te* BUKËL,~LA. Hyjmë e dalim
*me dike kemi* marrëdhënie të mira, shkojmë e vij me. Si hyri doli *dikush* s'përfitoi asgjë; nuk mësoi asgjë. Hyri (doli) nga deriçka *shih te* DERIÇKË, ~A. I hyri dorë a) *diçkaje* ia nisi një pune, iu fut me vrull, iu përvesh rnirë; b) *dikujt* nisi dhe e rrahu dike shumë. Hyri në dhe a) vdiq, mbaroi; b) u fsheh nga turpi, u zhduk nga sytë. I hynë ferrat *shihte* FERRË,~A. I ka hyrë fitili *shih te* FITIL,~I. I hyri në fjalë *dikujl shih te* FJALË,~A. Hyri (ra) në gojë *të dikujt shih te* GOJË,~A. I hyri gjembi *shih te* GJEMB,~I. I hyri në gji (ndër petka) *dikujt shih te* GJI,~RI. I hyri në hak *dikujt shih te* HAK,~U. I hyri në hesap *dikujt shih te* HESAP,~I. Nuk hyn në hesap *dikush a diçka shih te* HESAP,~I. Hyri në histori edhe *shak. shih te* HISTORI,~A. I hyn ndër hundë *dikujt shih te* HUNDË,~A. Hyj në jetë *shih te* JETË,~A. Nuk hyn në kallëp *dikush a diçka shih te* KALLËP, —I. I hyri në kokë (në krye) *diçka* iu ngul në mendje, i hipi. S'i hyn në kokë (në krye) s'arrin ta kuptojë a ta mësojë. I hyri në krah *dikush shih te* KRAH,~U. I kishte hyrë (e brente, e hante) krimbi *shih te* KRIMB,~I. Hyri (ra) në lak (në grackë) *shih te* LAK,~U $_2$. Hyri nëpër lakra *shih te*

LAKËR, ~RA. I hyri me laps *diçkaje shih te* LAPS,~I. Hyri në lojë *shih te* LOJË,~A. I hyri në *l\af dikujt shih te* LLAF,~I 2. I ka hyrë (i është futur) me gjithë opinga *diçkaje shih tek* OPINGË,~A. Hyri në pazar *me dike* nisi të merret vesh me dike për të arritur një marrëveshje. I hyri në pjesë *dikujt shih te* PJESË,~A 5. I hynë pleshtat (në trup) *shih te* PLESHT,~I. S'më hyn në punë edhe *poh.* a) s'më nevojitet, s'më vlen për diçka, nuk me duhet; b) s'më intereson. Hyri në pus *shih te* PUS,~I. Hyn (futet) si pykë *shih te* PYKË,~A. I hyri pyllit *shih te* PYLL, ~I. Me ka hyrë në qejf *dikush a diçka shih te* QEJF,~I. Nuk me hyn në qese (në trastë, në kut) *diçka* nuk me duhet diçka, s'kam punë me të. Mos hyrë (mos u fut) në atë qull! *shih te* QULL,~I. Ka hyrë në një rabush *me dike keq. shih te* RA-BUSH,~I. S'më hyn në sy *dikush a diçka shih te* SY,~RI. I ka hyrë në shpirt *dikush a diçka shih te* SHPIRT,~I. I ka hyrë tenja *shih tek* TE-NJË,~A. I kanë hyrë në torishtë *(punë t e t j.) shih tek* TORISHTË,~A. Hyn në një thes *me dike a me diçka shih te* THES,~I. Hvri në thikë *bised.* u operua. Hyn nën udhë *shih tek* UDHË,~A. Hyri (u fut) në valle (ia hyri valles) *shih te* VALL,'E,~JA 5. Hyri në vathë *shih te* VATHË,~A. I hyri veremi për *dike a për diçka shih te* VEREM,~I. I hyri (i ra, i shkoi, i erdhi) në vesh *diçka shih te* VESH,—I. I ka hyrë (i ka hipur, i ka kërcyer) zekthi (miza) *shih te* ZEKTH,~I. Hyri në zgjedhë u nënshtrua. I hyri zjarri (në shtëpi) *shih te* ZJARR.~I. Hyn derri e dosa *keq. shih te* DERR,~I. Hyri (u fut) në bri të kaut (të buallit) *shih te* BRI,~RI. I ka hyrë djalli (dre<ji, shejtani, macja, maçoku) në bark *shih te* BARK,~U. Nuk i ka hyrë ferrë (gjemb) në këmbë *shih te* FERRË,~A. I ka hyrë frika në palcë (në bark, në mish)srt7i *te* PALCË,~A6. I ka hyrë lepuri në bark (ka lepurin në bark) *shih te* LEPUR,~I. Hyri në livadh të huaj *shih te* LIVADH, ~I. I ka hyrë (i është futur) mirë rolit *libr. shih te* FU-TEM. Ka hyrë në rrugë pa krye *shih te* KRYE,~T. Ka hyrë në rrugë të shtrembër *shih te* SHTREMBËR (i,e). I hyri uji (ujët) nën rrogoz (nën hasër) *shih te* RRO-GOZ,~I. S'më hyn gjë në thes *shih te* THES,~I. Nuk mi hyn gjë në xhep *shih te* XHEP,~I. I ka hyrë (i ka vajtur, i ka shkuar) thika (gjer) në kockë *shih te* THIKË,~A. I ka hyrë vetja në qejf *shih te* VETlE,—JA. Me sa hyn bualli në veshin (në vrimën) e gjilpërës *shih te* BUALL,~I. Hyr e dil e tund pesh-qirin *mospërf.* s'bën asgjë, vjen rrotull pa punë, tund derën. Hyri në këtë derë, doli në atë derë *shih te* DERË, ~A. I kanë hyrë në kokë miza të kë jija *dikujt shih te* MIZË,~A. I hyn në një vesh e i del nga tjetri (nga një vesh i hyri, nga tjetri i doli) *mospërf.* nuk kupton,
nuk merr vesh asgjë. Këtej i hyri këtej i doli *mospërf.* nuk kuptoi asgjë fare, nuk mori vesh asgjë nga ato që dëgjoi. Hyn me mend e del pa mend *dik u shih te* MEND,~TË. Hyri mish e doli peshk *mospërf. shih te* MISH, ~I. Hyn në pus e del pa u lagur *shih te* PUS,~I. Hyri (shkoi) shul e doli (erdhi) lloz *shih te* SHUL,—I. Lëre lëngun e hyr në thela! *iron, shih te* LËNG,—U. E nxorën nga dera, hyri nga deriçka (nga dritarja) *shih te* DERË, ~A.
HYJ,~I *m. sh.* ~, ~TË. Zot; perëndi.
HYJNESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *poet.* 1. Pe-rëndeshë.
2. *fig.* Vajzë a grua shumë e bukur, që është për t'u adhuruar.
HYJNI,~A . *sh.* ~, ~TË. perëndi. *Hyjnitë pa-gane. Nuk ka hyjni.*
HYJNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Hyjnizim.
HYJNIZfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipa" kuptimeve ti foljeve HYJNIZOJ, HYJNIZOHET.
*Hyjnizimi i fuqive të natyrës. Hyjnizimi i lashtësisë. Hyjnizimi i njerëzve. Hyjnizimi i traditës (i artit). Hyjnizimi i dashurisë.*
HYJNIZOHET. *Pës. e* HYJNIZOJ.
HYJNIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E quaj perëndi ose e vë në një radhë me perënditë, e shoh si qenie hyjnore me fuqi të mbinatyrshme (sipas besi-meve të kota e fetare). *Hyjnizonin fuqitë e natyrës.*
2. *fig.* E ngre lart a e lëvdoj shumë, duke e quajtur të përkryer, e ngre në qiell; i thur lëvdata të mëdha një njcnu të shquar; e adhuroj.
HYJNIZUAR (i,e) *mb.* 1. Që është quajtur perëndi ose është vënë në një radhë me perënditë, që është parë si qenie hyjnore e me fuqi të mbinatyrshme (si-pas besimeve të kota e fetare). *Qenie e hyjnizuar.*
2. *fig.* Që është ngritur lart a është lëvduar shumë, duke u quajtur i përkryer, që është ngritur në qiell; që i janë thurur lëvdata të mëdha; që është adhuruar. *Njeri i hyjnizuar.*
HYJNOHET *pës.* Hyjnizohet.
HYJNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Hyjnizoj.
HYJNOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me hyjin ose me hyjninë, që i përket hyjit ose hyjnisë, i hyjit ose i hyjnisë; që ka cilësitë e hyjit a të hyjnisë; që vjen nga zoti a nga perëndia; i shenjtë (sipas besimeve të kota e fetare). *Fuqi hyjnore. Fryma hyjnore. Prejardhje hyjnore. E drejta hyjnore. Bekimi hyjnor.*
2. *fig.* I mrekullueshëm, shumë i mirë e shumë i bukur; i pashembullt. *Fytyrë hyjnore. Zë hyjnor. Valle hyjnore.*
3. *vjet.* Fetar; kishtar. *Predikuesit hyjnore.* HYJNUAR (i,e) *mb.* I hyjnizuar. HYJNUES,~E *mb.* Hyjnizues.
HYJNUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Hyjnor. *Fuqi e hyjnueshme. Vargje të hyjnueshme.*
HYRË,~A(e). *sh.* ~A, ~AT (të). 1. *shih* HY-RJE,~A 2,3,5. *Ehyrae qytetit (efshatit). Në të hyrën e shpellës (e tunelit). Sajanë të hyrat e vitit?*
2. Grope a e thelluar e vogël; *kund.* e dale. *Të hyrat e të dalat e murit. Kishte një të hyrë në faqe.* Të hyra e të dala hyrje e dalje.
HYRË,~T (të) *as. shih* HYRJE,~A *i. Në të hyrë të vjeshtës (të dimrit). Në të hyrë të muajit (të javës, të gushtit,të shtatorit).*
HYRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që hyn dhëndër në shtëpinë e nuses, dhëndër brenda, kollovar.
HYRËS,~E *mb.* 1. Që hyn a që futet diku. *Gë-zhojë hyrëse. Pjesa hyrëse e një vegle.*
2. Që bëhet a që vlen si hyrje për diçka, që nis a që hap diçka, i hapjes. *Bisedë hyrëse. Kapitull hyrës. Pjesa hyrëse. Fjala hyrëse.*
3. *vjet.* Paraprak. *Përgatitje hyrëse. Qëllimi hyrës.*
HYRl,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* 1. Vajzë shumë e| bukur, që parafytyrohej sikur rrinte në parajsë për të bërë më të lumtur shpirtrat e njerëzve, virgjë-resha e parajsës (sipas paragjykimeve fetare mysli-mane). *Hyritë e xhenetit.*
2. *folk.* Vajzë a grua e bukur dhe e mirë (si figure e përrallave popullore). *Hyria e bukur. Hyria e detit* figure e përrallave, që përfytyrohet gjysma si peshk e gjysma si grua.
3. *fig.* Vajzë a grua shumë e bukur, femër që s'e ka shoqen për bukuri.

HYRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes HYJ. *Hyrje e shpejtë. Vendi i h'yrjes. Biletë hyrjeje. Vizë hyrjeje. dipl. Ndalohet hyrja.*
2. Vend' i hapur, nëpër të cilin hyjmë diku; derë, pprtë. *Hyrje kryesore. Hyrje e fshehtë. Hyrja e shtëpisë (e ndërtesës). Hyrja e qytetit. Hyrja e kalasë (e shpellës, e tunelit). Hyrjet e stadiumit.*
3. Vizitë a ardhje miqsh në një shtëpi. *Ka shumë hyrje ajo shtëpi.*
4. Studim i shkurtër ose shënime të tjera që vihen në krye të një vepre letrare a shkencore. *Hyrje e gjatë (e shkurtër). Hyrja e veprës. Është pajisur me një hyrje.*
5. *fin.* Sasia e të hollave që futen në arkë a e të ardhurave që futen në buxhet kur bëhen llogaritjet; *kund.* dalje. *Hyrjet e arkës. Hyrjet e buxhetit.*
6. *bised.* Banesë e veçantë për një familje në ndër-tesaf me shumë kate. *Shkallë me dhjetë hyrje. Hyrja gjashtëmbëdhjetë. Mori një hyrje të re. U ndanë të gjitha hyrjet.*
• Hyrje e dalje vajtje e ardhje të vazhdueshme ndërmjet familjesh, pritje e përcjellje, hyrje-dalje. E bëj hyrje *fin.* bëj veprimet për të futur një mall në magazine. Ka hyrje të lire *diku shih te* LIRE (i,e).
HYRJE-DALJE,~A . *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Hyrja diku dhe dalja prej andej, lëvizja që bëhet kur hyjmë diku dhe kur dalim prej andej. *Hyrje-dalje të panevojshme (të vazhdueshme). Hyrje-daljet e njerëzve. Hyrje-dalja e ajrit. Vile hyrje-daljeje. dipl.*
2. Vizitë a ardhje miqsh në një shtëpi, hyrje e dalje te njëri-tjetri në shtëpi, marrëdhënie miqësore midis familjesh, vajtje-ardhje. *Ka shumë hyrje-dalje. Ka hyrje-dalje me të.*
3. *fin.* Kryerja e veprimeve për ta futur një mall në magazine dhe për ta nxjerrë prej saj. *Libri i hyrje-daljeve. Dokumentet e hyrje-daljeve.*
HYSHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot., krahin.* Boshtër.
HYXHYM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *bised., vjet.* Sulm. *Bëri hyxhym* sulmoi. *Mori hyxhym* mori hov. *Erdhi me hyxhym. Një hyxhym duhej. Hyxhym, të marrim kalanë!*
HYZMEQAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Shërbyes, shërbëtor. *Ka qenë hyzmeqar. Ka punuar si hyzmeqar. Shkonin hyzmeqarë. Me mirë qyqar se hyzmeqar. fj.u.*
HYZMEQARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet. Fem. e* HYZMEQAR,~I.
HYZMET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Shërbim; kujdesje. *bënte hyzmet dikujt* i shërbente, kuj-desej për të. *Do hyzmet të madh. E mbanin me shumë hyzmet. la bëri të gjitha hyzmetet.*
*ic* la bën hyzmetin *një pune bised.* kujdeset që ta kryejë një punë a një detyrë me përpikëri e më të gjitha mundësitë, në mënyrë që të mos e humbasë e të ketë sa me shumë përfitim prej saj.
HYZMETÇl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Ai që u shërbente njerëzve në dyqan ose në shtëpi, kur bëhej një gosti. *Hyzmetçiu i kafenesë. Hyzmetçinjtë e dasmës.*

# I

1. Një nga zanoret e gjuhës shqipe dhe shkronja e tretnbëdhjetë e alfabetit të saj, që shë-non këtë zanore. *Zanorja i. Tingulli i. Shkronja i.*
*2. si em. f.* Zanorja dhe shkronja i. *I-ja e madhe (e vogël). I-ja e dares (e shtypit). I-ja nistore (fundore). l-jagojore (hundore).*
*XI* pikat mbi i *libr. shih te* PIKË,~A.
I u I. Nyjë e përparme e gjinisë mashkullore tek emrat e rases gjinoi"-, tek emrat dhe mbiernrat e nyjshëm, te numërorët rreshtorë dhe te disa përemra. *Këshilli i fshatit tone. I sëmuri i tretë. I zoti i punës. Qyteti i ri. I dashur shok! I pari ni punë. I tij. I saj. I vet. I tillë. I cili.*
2. Nyjë e përparme me kuptimin e përemrave pronorë të vetës së tretë të numrit njëjës, e oila për-doret me emrat mashkullore, që tregojnë Hdhje gjaku a gjinie ose lidhje familjare; i tij, i saj. *ati. I biri. I vëllai. I nipi. I ungji. I vjehrri. I shoqi. I kunaii. I kushëriri.*
I in 1. Trajtë e s'hkurtër e përemrave vetorë të vetës së tretë në rasën dhanore të numrit njëjës. *them (atij, asaj). I dhashë (atij, asaj). I kërkova (atij, asaj). I mora (atij, asaj).*
2. Trajtë e shkurtër e përemrave vetorë të vetës së tretë në rasën kallëzore të numrit shumës. *pashë (ata, ato'j. I gjeta (ata, ato). I zura (ata, ato). I mblo~ dha (ata, ato).*
IA. Trajtë e shkurtër e shkrirë e përemrit vetor e for-muar nga bashkimi i trajtës së shkurtër të vetës ~ë tretë në rasën dhanore të numrit njëjës (i) me trajtën e shkurtër të vetës së tretë n.^ rasën kallëzore të numrit njëjës (e) ose të numrit shumës (i). *la dhashë dorën. la mora librin. la dhashë të gjitha. S'ia kam frikën. S'ia jal gabimet.*
IBËRSHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fill mëndafshi i dredhur e i ndritshëm, që përdoret për qëndisje të ndryshme ose që u vihet anëve disa veshjeve për zbu-kurim. *Ibërshime të zeza. Fije ibërshimi. Shami me ibërshime. E qëndisur me ibërshim. I ndritshëm si ibër-shim.*
IBËRSHIMTË (i,e) mi. 1. Që është bërë ose që është punuar me fije ibërshimi; i qëndisur me ibërshim. *Shami e ibërshimtë.*
2. Që është i butë dhe i shndritshëm si ibërshim. *Fhkë të ibërshimtë.*
IBRIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë e lartë zakonisht prej metali, me përmasa të ndryshme, me grykë tëngushtë, me vegje e me lëfyt, që shërben për të mbu-shur ujë a për të pirë me të, për të zier kafe, çaj etj. *Ibrik i argjendtë (i katlajisur). Ibrik bakri (zinku). Ibrik bolte. Ibrik çaji (kafeje). Lëfyti (veshi) i ibrikut. Pi ujë me ibrik.*
• Bie shi me ibrik (me gjyma, me shtamba, me kova, me legenë) *shift te* GJYM,~I.
ICKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Vickë. *Hedh ickla.*
IÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT *gjell.* Mish i grirë, i gatuar me oriz, me qepë e me erëza ose gatesë me perime a me gjëra të tjera të grtra, që kaurdiset e zihet pak dhe përdoret për të bërë japrakë, për të mbushur speca, domate, patëllxhanë, pula të pjekura etj. ose që shtihet midis petëve të një byreku; shtresë arrash, bajamesh të shtypura etj. ose lloj kremi që shtihet midis petëve të një ërabëisire etj.; mbushje. *Içi i byrekut. Bakllava me dy iça* bakllava e mirë me dy shtresa arrash të shtypura. *Bëj (gali) için. Mbush me iç.*
+ I doli içi *diçkaje* e morën vesh të gjithë, u zbulua, s'është me c fshehtë. ia nxori (ia qiti) için lakrorit ia zbuloi dikujt të metat, gabimet, punëte papëlqyeshme etj. që ai kërkonte t'l mbante të fshehta, ia nxori në shesh te palarat, ia hoqi petën lakrorit.
IDE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. *psikol, log]., filoz.* Koncept që pasqyron në ndërgjegjen e njeriut një send, një dukuri, një marrëdhënie a një tipar të për-gjithshëm të botës materiale, objektive dhe që për-bën një shkallë të veçantë në procesin e njohjes së realitetit. *Ide e përpiktë (shkencore, e gabuar). Ideja e së bukurës (e së mirës). Mater ia dhe ideja. Shenja dhe ideja. Lidhje idesh.*
2. *zakon. sh.* Tërësia e mendimeve dhe e pikëpamje-ve të një njt- u a të një grupi shoqëror në një fushë të caktuar; parim themelor teorik i një botëkupti-mi, i një shkence etj., i cili shpjegon thelbin a ligjëso-rinë e dukurive; teoria për diçka. *Idetë revolucionare (socialisle, komuniste, përparimtare). Ide reaksionare (oportuniste, revizioniste). Ide politike (filozofike, shkencore, estetike). Idetë themelore. Ide të qarta (të reja, të vjetra). Idetë e pavdekshme të marksizëm-hninizmit. Idetë e Partisë dhe të shokut Enver. Idetë e Rilindjes. Përhapen idetë e reja.*
3. Mendimi që na lind për të kryer një punë, qëllim, synim. *Ide e drejtë (e qartë, e mirë, e bukur). Ide ori-gjinale (gjeniale, interesante). Ide e gabuar (e pareali-zueshme). Me lindi (me erdhi) një ide. Kam (jap) një ide.*4. Mendimi kryesor që përshkon një krijim a një vëpër artistike, shkencore etj.; parim themelor, mbi iëi cilin ngrihet diçka ose mbështetet ndërtimi i saj. *Ideja kryesore. Ideja e veprës (e romanit, e tregimit, e novelës). Ideja e tablosë. Zgjidhja e idesë. I pasur me ide.*
5. Njohuri, dije që kemi fituar për diçka; për-fytyrim i përafërt a mendim i përgjithshëm që kemi formuar për një gjë a për një njeri; përshtypje. *Ide të\ kufizuara (të ngulitura). Ka shumë ide. Sa për të dhënë një ide. Krijoj (formoj) një ide (të përgjithshme). Nuk e kam idenë (s'kam ide)* nuk e njoh fare; s'mund ta marr me mend, s'mund ta përfytyroj.
6. Ideal. *Ide të larta (fisnike). Ide e shtrenjtë (e shenjtë). Pa dallim krahine dhe ideje. Luftojmë (pu-nojmë) për një ide. Kemi (mbrojmë) një ide. I qëndroj besnik një ideje.*
A- Ide absolute *filoz.* koncept themelor, anti shkencor e teologjik i filozofisë ideajiste të Hegelit, sipas të cilit para natyrës, para njeriut e pavarësisht prpj tyre ka ekzistuar një "ide absolute)), e përjetshme, që^ gjoja krijon gjithçka.
IDEAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Qëllim i lartë, që mbështetet në bindjen dhe që përbën pikësynimin kryesor të dëshirave, të veprimtarisë e të përpjekjeve të j një njeriu, të një grupi njerëzish, të një klase, të një partie etj.; qëllimi me i lartë, që udhëheq luftën, pimën dhe gjithë veprimtarinë e dikujt. *Ideale të larta. Ideal i përbashkët. Idealet e Partisë sonë. Idealet e po'pullit. Idealet e komunizmit (e socializmit). Pa kurrfdrë idealesh. për ideal! (betim). Kemi (net fry-mëzon, na udhëheq) një ideal. Punojmë (luftojmë) për një ideal.*
2. Diçka që mbahet si mishërim i tipareve më të larta, i vlerave më të mira, i vetive më të përsosura dhe që merret si model; përfytyrim a shëmbëllim i përkryer që kemi për dike a për diçka. *Ideali i së bukurës (i së mirës). Është ideali i tij.*

IDEAL,~E I *mb. psikol., logj., filoz.* Që ka të bëjë vetëm me idenë a me ndërgjegjen, që vetëm për-fytyrohet mendërisht; *kund.* material. *Përfytyrim ideal. Figure ideale. Qenie ideale.*

Trup (gaz, lëng) ideal trup (gaz, lërig) që merret teorikisht për qëllime studimi në një tra|jtë të caktuar ose me veti abstrakte.

JDEAL,~E n *mb.* 1. Që mbahet si mishërim i tipareve më të larta, i vlerave më të mira, i vetive më të përsosura, që merret si model; që është shembull i përkryer i diçkaje, shembullor. *Burrë ideal. Grua iae'ale. Marrëdhënie (sjellje) ideale. Dashuri ideale.*

2. *bised.* Që është i përkryer e i përsosur, që qëndron mbi të gjithë, shumë i mirë, i shkëlqyer, *Jetë ideale. Kushte ideale. Zë ideal. Bukuri ideale. Lojë ideale. Në rastin me ideal* në rastin më të mirë, më të për-shtatshëm ndër të gjitha rastet e tjera.

IDEALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *filoz.* Ai që ndjjek dhe mbron pikëpamjet e filozofisë idealiste, pasues i idealizmit; *kund.* materialist. *Idealistët su-bjektivë (objektivë).*

2. Ai që udhëhiqet në jetë nga ideale të larta, nga syrume fisnike dhe lufton për to deri në vetëmohim; ai tie ka qëllime të larta në jetë dhe nuk tërhiqet nga interesat vetjake. *Idealist i madh (i shquar, i kulluar). Luftoi dhe vdiq si idealist.*

3. *keq.* Ai që nuk e kupton jetën drejt, ashtu siç
është, por e zbukuron dhe e idealizon, që ka prirji të ëndërrojë dhe s'është në gjendje të veprojë në për puthje me realitetin.

IDEALlST,~E *mb. filoz.* Që ka të bëjë me ide alizmin si botëkuptim filozofik antishkencor; që per-puthet me parimet e idealizmit dhe mbështetet tek ato që përshkohet nga idealizmi; që përkrah dhe mbror parimet e idealizmit, që mban qëndrim prej idealisti *kund:* materialist. *Botëkuptim (drejtim, qëndrim) idealist. Rrymë idealiste. Pikëpamje (koncepte) idealiste Teori idealiste. Bazë (metodë) idealiste. Filozof (shke-ncëtar) idealist.*

IDEALIZËM,~MI *m.* 1. *filoz.* Botëkuptim fi lozofik antishkencor e reaksionar që i kundërvihei materializmit, që është i lidhur me fenë e me klasai shfrytëzuese dhe që, në kundërshtim me materializ-min, merr si parësore në natyrë idenë, ndërgjegjen shpirtin, kurse materien, qenien e quan dytëspre, të varur nga ndërgjegjja, nga idetë; *kund.* materializëm. *Idealizmi objektiv* idealizëm që merr si parësore nje ndërgjegje mbinjerëzore, të pavarur nga njeriu, të quajtur "ide absolute)), "arsye botërore" etj. *Idealizmi subjektiv* idealizëm që merr si parësore ndërgjegjen e njeriut ose elemente të yeçarita të saj (ndijimet, perceptimet, emocionet, vullnetin etj.). *Përfaqësuesit e idealizmit. Lufta e materializmit me idealizmin. Bie në idealizëm.*

*2.* Idealet e larta, ndjenjat e synimet fisnike që e udhëheqin dike në jetë, qëllimet e larta për të cilat ai lufton deri në vetëmohim; qëndrim e prirje prej idealisti (në kuptimin 2).

3. Prirje për t'i zbukuruar e për t'i idealizuar gjërat.

IDEALIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve IDEALIZOJ, IDEALIZOHET.
*Idealizimi ijetës.*

IDEALIZOHET *libr. Pës. e* IDEALIZOJ.

IDEALIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* E përfytyroj a e paraqit një gjë shumë më të mirë e më të bukur nga ç'është në të vërtetë, e zbukuroj; e mendoj dike a diçka si të përsosur, e kthej në shembëll të përkryer, e quaj si ideal. *Idealizoj jetën. Idealizon të kaluarën. Idealizoj një figure historike. Mos e idealizo!*

IDENTIFIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi
sipas kuptimeve të foljeve IDENTIFIKOJ, IDEN-
TIFIKOHET. *Identifikim i vështirë. Identifikimi i viktimës.*

IDENTIFIKOHET *libr. Pës. e* IDENTIFIKOJ.

IDENTIFIKOJ *kal.* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Vë shenjën e barazimit të plotë midis dy gjërave, i për-qas dhe i quaj të njëjta, njëjtësoj. *Identifikon dëshirat me mundësitë.*

*2. drejt.* Arrij të njoh një njeri, në bazë të të dhë-riave të ndryshme ose të gjurmëve që ka lëni, e zbuloj kush është ai që kërkoj; zbuloj e përcaktoj një send, një gjurmë etj., që me duhet për të vërtetuar diçka. *E identifikuan vjedhësin (vrasësin, viktimën).*

3. Zbuloj e përcaktoj plotësisht tiparet dalluese të një bime, të një kafshe etj. dhe gjej klasën a llojin ku bën pjesë, moshën, afritë me qenie e sende të tjera etj. *Identifikoj një bimë (një kafshë, një fosil, një gur mineral).*

IDENTlK,~E *mb. libr.* I njëjtë me një tjet^r, krejt i njëllojtë me një tjetër; që është po ai. *Qenie (sende).identike. Në rrelhana (në kushte) identike. Jane identike.*

IDENTITET,~I *m. sh.* ~Ë, ~ET *libr.* 1. Barazi a ngjashmëri e plotë e një sendi ose e një dukurie me sende ose me dukuri të tjera, të qenët identik, njëjtësi; përputhje e plotë. *Identitet i plotë (absolut).*

2. Të qenët i veçantë nga të tjerët dhe i njëjtë vetëtn me vetveten në disa veçori e tipare që shërbejnë për t'u njohur pa vështirësi si i tillë, të qenët po ai. *Iden-titeti i njeriut (i personit). Dokument (letër, kartë) identiteti* dokument, ku janë shënuar tiparet dalluese të një njeriu dhe që shërben për të vërtetuar se është ai vetë.

3. *logj., mat.* Përputhje e plotë e dy anëve të një barazimi, pavarësisht nga vlerat që u japim ëlementeve të anëve të këtij barazimi. *Identitet trigonometrik. Parimi i identitetit.*

IDEOARTISTIK,~E *mb.* Që lidhet me anën ideore dhe me anën artistike. *Përmbajtja (ana) ideoartistike. Vlera ideoartistike (e shfaqjes, e romanit, e veprës). Veçoritë ideoartistike.*

IDEOESTETIK,~E *mb.* Që lidhet me anën ideore dhe me anën estetike. *Parimet ideoestetike. Probleme ideoestetike. Edukimi ideoestetik. Nga ana (nga pi-këpamja) ideoestetike. Me vlerë ideoestetike.*

IDEOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që përpunon ose shpreh, përçon dhe mbron ideologjinë e një klase, të një grupi shoqëror, të një partie, të një sistemi politiko-shoqëror etj.; përfaqësues i një ideologjie. *Ideologët e shquar të revolucionit proletar. Ideologët borgjezë (revizionistë). Ideologët e borgjezisë. Ideolog i Rilindjes sonë Kombëtare.*

IDEOLOGJI,~A . *sh.* ~, ~TË. Sistem idesh e pikëpamjesh politike, filozofike, juridike, estetike, morale e fetare, që shprehin interesat, qëndrimin e kërkesat e një klase, të një grupi shoqëror, të një par-tie, të një sistemi politiko-shoqëror etj., si pjesë e superstrukturës dhe që pasqyrojnë, në fund të fundit, marrëdhëniet ekonomike; botëkuptim. *Ideologjia mark-siste-leniniste. Ideologjia borgjezë (revizioniste, reak-sionare, mesjetare, fetare,*

*mikroborgjeze). Ideologji sunduese. Ideologjia e klasës punëtore. Shfaqje të ideologjisë së huaj. Në fushën e ideologjisë. Përvetësoj ideologjinë revolucionare.*
IDEOLOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë mç ideologjinë, që lidhet me ideologjinë, i ideologjisë; që shpreh, përçon e mbron një ideologji të caktuar, që i shërben një ideologjie. *Revolution ideologjik. Çështje, të mprehta ideologjike. Boshti ideologjik. Përmbajtje e thellë ideologjike. Bindje ideologjike. Edukimi ideologjik. Luftë ideologjike. Armë ideologjike. Pastërti (qartësi, ngritje, brumosje, pjekuri, mprehtësi) ideologjike. Niveli ideologjik. Rrënjët ideologjike. Ndikim (agresion) ideologjik. Krizë (shthurje) ideologjike. Në frontin ideologjik.*
IDEOLOGJIKISHT *ndajf.* Nga ana ideologjike, cga pikëpamja ideologjike. *përgatitur (i armatosur, i pjekur) ideologjikisht. Ideologjikisht i paster. Brumos (edukoj) ideologjikisht. Kuptoj (zbërthej, trajtoj) ideologjikisht.*
IDEOPOLITIK,~E *mb.* Që lidhet me ideologjinë dhe me politikën e një klase, të një partie, të një sistemi politiko-shoqëror etj.; që shpreh, përçon e mbron një ideologji dhe një politike të caktuar; që i shërben një ideologjie dhe një politike të caktuar. *Punë ideo-*
*politike. Formim ideopolitik. Njohuri ideopolitike. Përgatitje (pjekuri) ideopolitike. Platformë ideopolitike. Ngritja e nivelit ideopolitik. Nga ana (nga pike-. pamja) ideopolitike.*
IDEOR,~E. *mb.* 1. Që lidhet me një ideologji të; caktuar, që shpreh, përçon e mbron ide të caktuara a që udhëhiqet prej tyre, ideologjik. *Kufizim ideor. Çështje ideore. Baza ideore. Me vlerë ideore. Paqartësi (gabime) ideore.*
2. Që ka të bëjë me idetë kryesore të një vepre artistike, të një shfaqjeje etj. *Përmbajtja (ana) ideore (e një romani, e një drame, e një vepre). Pasuri ideore.*
IDESHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që shpreh, përçon dhe mbron ide revolucionare, i pasur me ide përparimtare; që udhëhiqet nga idetë e marksizëm-leninizmit dhe që lufton për ngulitjen, për përhapjen e për fitoren e tyre. *Vepër e ideshme.*
IDESHMËRl,~A . *libr.* 1. Qëndrim i shëndoshë ideologjik; shprehja, përhapja e mbrojtja e ideve përparimtare e revolucionare, të qenët i ideshëm. *Ideshmëri e lartë. Me ideshmëri të shëndoshë. Mungesë ideshmërie.*
2. Tërësia e ideve të një vepre letrare, të një shfaqjeje artistike etj.; pasuri ideore.
IDËRSHAH,~U *m. bot.* Barbarozë, elbarozë. *Lule idërshahu. Stolisur me idërshah.*
IDIL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *let.* Krijim i vogël në vargje, zakonisht me subjekt dashurie, që paraqit jetën e barinjve në gji të natyrës në mënyrë të idea-lizuar, pa brenga e pa kokëçarje.
2. *libr.* Dashuri e thjeshtë dhe e paster; ngjarje e vogël dashurie, skenë dashurie. *Lindi një idil.*
3. *libr.* Jetë pa trazime, jetë e qetë dhe e lumtur.
4. *fig. iron.* Dashuri e madhe a miqësi e forte që lidh dy veta ose dy pale, paqe e mirëkuptim ndërmjet tyre për qëllime jo të pastra e në një bazë jo të shëndoshë. *Idili imperialisto-revizionist. Idili i "harmonisë klasore".*
IDIOMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjuh* Shprehje me ndërtim të veçantë, tërësisht a pjesërisht të ngurosur, që përdoret në një gjuhë prej kohësh me kuptim të njësishëm (i cili nuk del drejtpërdrejt nga shuma e kuptimeve të f jalëve përbërëse) dhe që nuk mund të përkthehet fjalë për fjalë në gjuhë të tjera; përngjitje frazeologjike; njësi frazeologjike (p.sh. bej pallë; i ra bretku; i bie me qafë; vret rëndë; e fjeti mendjen; rri mbi gjemba; mori flake; daulle e shpuar; dushk për gogla; fill e për pe; sy ndër sy; pike e gjak; për dhjamë qeni etj.); fjalë e veçantë që përdoret në kuptim të figurshëm vetëm në një gjuhë e që nuk mund të përkthehet drejtpërdrejt në gjuhë të tjera (p.sh. pike në kuptimin "mes": në pike të verës (të dimrit, të nates...); buzëdele *bot.* një bimë barishtore; gojëlidhuri *euf.* ujku etj.
IDIOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *psikol., mjek.* Njeri me zhvillim mendor shumë të mangët që nga lindja, ai që vuan nga idiotësia. *Pamje (shikim) idioti. Fytyrë idioti.*
*2.* Ai që është i metë ose shumë i trashë nga mendja; ai që sillet, flet a vepron si i tillë (edhe *shar.). Fjalë idioti. Sjellje (punë) idioti. Çfarë idioti!*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Fëmijë idiot.*
IDIOTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* IDIOT,IDIOTËSl,~A . *libr. 1. psikol, rnjek.* Mungesë e rëndë e zhvillimit mcndor, zakonisht që nga lindja, të qenët idiot.
2. edhe *sh.* ~RA, ~RAT *keq.* Veprim, punë, sjellje prej idioti, budallallëk i madh; fjalë, shprehje prej idioti. *Idiotësi e madhe. Shprehje idiotësie. Gjithfarë idiotësirash. Arriti deri në idiotësi.*
IDHCË,~A *f.sh* ~A,~AT *bised.* Fshikëza e tëmthit, tëmthi. *plasi idhca.*
IDHNAK,~E *mb.* 1. Që zemërohet shpejt e mban iriat, zemërak; i rrëmbyer e i ashpër. *Fëmijë idhnak.*
2. *fig.* Që vjen me vrull, i papërmbajtshëm, i rrëmbyer (për lumenjtë, përrenjtë etj.). *Lumë (përrua) idhnak. Shi (breshër) idhnak. Vale idhnake.*
3. *fig,* Që ka të ftohtë të hidhur; i ashpër, i egër (për motin, për kohën etj.). *Dimër (mot) idhnak.*
*4. Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiernrit. IDHNAR,~E *mb.* Idhnak.
IDHUJTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që adhuron e nderon idhujt (në vendet ku veprojnë besimet e kota dhe feja).
2. *fig.* Ai që jepet tepër pas dikujt a diçkaje, ai që e jadhuron shumë dhe e mban si idhull dike a diçka.
IDHUJTARI,~A . 1. *fet., etnogr.* Adhurimi e nderimi i disa statujave dhe i disa figurave si hyjni; adhurimi i idhujve si kult fetar (në vendet ku veprojnë besimet e kota dhe feja).
2. *fig.* Adhurim e nderim deri në përulje i një njeriu a i diçkaje, përulje e thellë para dikujt a para diçkaje.
IDHULL,~LLI m. *sh.* ~J, ~JT. 1. *fet., etnogr.* Statujë a figure që simbolizon një fuqi të mbinatyrshme dhe që adhurohet e nderohet si hyjni (në vendet ku veprojnë besimet e kota dhe feja). *Idhull pagan. Shemb-ën besimin tek itihitjt.*
*2. fig.* Njeri që e adhurojnë dhe e nderojnë shumë, njeri të cilit i përulen të gjithë; diçka që e adhurojnë dhe e nderojnë deri në përulje. *Idhulli i families. E kishte kthyer në idhull.*
IFTAR,~I *m. fet.* Darkë që hanë myslimanët pas agjërimit të ditës në kohën e ramazanit; koha kur hahet kjo darkë (në vendet ku vepron feja myslimane; në| të kaluarën edhe në Shqipëri). *Hanin iftar. Pritnin (ç'elnin) iftarin.*
IGRASI,~A . *krahin.* Lagështi e pakët, lagështirë. *Ka igrasi.*

IGUMEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kryetar i një ma-nastiri të murgjve ortodoksë (në vendet ku vepron kisha ortodokse; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Igumeni i manastirit.*

;IJAS *ndajf.* 1. Në ijë, në anën e ijës, anash; përbri, në krah të dikujt. *Not ijas. Bie (dal, hyj, shtrihem, zvarritem, fie) ijas. I rri ijas.*

2. Pjerrtas, tërthorazi, për së kithi. *E pres (e sharroj) ijas. Fut ijas. Vështron ijas.*

IJAZI *ndajf.* Ijas.

IJË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ana e djathtë ose ana e xnajtë e trupit të njeriut a të kafshëve midis brinjëve dhe kërdhokullës; ana e djathtë ose ana e majtë e mesit. *Jja e majtë (e djathtë). Ijë me ijë* nga njëra ijë në tjetrën. *Gropat e ijëve. Stil në ijë. sport,* stil noti që bëhet i kthyer në brinjë. *Me dhembin ijët. I ra në*
*ijë. Kthehem (shtrihem, fie) në ijë. Vë duart në ijë. Ngj'esh në ijë.*

2. Ana e djathtë ose e majtë e dikujt a e diçkaje; anë, qenar i një sendi; krah. *Ijët e anijes. Ija e malit (e qytetit). E sulmoi armikun në ijë. I doli nga ija e majtë (e djathtë). I mori ijët* i mori krahët.

• Iu frynë ijët *shih te* FRYJ. Na këputi ijët a) na bëri të qeshim shumë, na këputi brinjët së qeshuri; b) *keq.* na shoi së gënjyeri. Mbaj ijët (barkun, brinjët) me dorë *shih te* DORË,~A. Rri me duar në ijë (në mes, në brez, në bel, në gji, në xhepa) rri kot e bën se-hir, nuk punon, rri pa bërë gjë.

IKACAK,~E *mb. përb.* 1. Që ua mbath këmbëve nga frika, që largohet shpejt nga ndonjë rrezik etj.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

IKACAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *keq.* Grua që ka lënë burrin.

IKANAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Ikaeak.

IKË,~A. 1. Ikje; arrati. *Mori (kapi) ikën* iku. *S'di ç'është ika* nuk largohet, nuk ikën nga frika. 2. *krahin.* Vdekje. *U be për ikë.*

IKËR,~RA . *kryes. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Vezë shumë të vogla të peshqve, të bretkosave, të molus-qeve dhe të disa kafshëve të tjera të ujit. *Ikra peshku (bretkose, ngjale). I vogël sa një ikër. Lëshoi ikra.*

*2.* Vezë peshku; putargë.

IKI *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Largohem nga një vend me këmbë ose me një mjet udhëtimi, lë një vend a drejtohem për në një vend tjetër; marr udhën për diku; largohem, shkoj; nisem; mërgoj. *Iku djali në punë (në shkollë, në shtëpi, në Shkodër). Iku në fshat (në qytët, në mal). Do të iki nesër. Iku në mër-gim (në dhe të huaj). Iki me makinë (me aeroplan, me vapor). Iku makina (treni). Iki me nxitim. Iku me bisht në shale, bised.* iku i turpëruar. *Ikë andej (këtej)! Sapo iku. Ikë e ikë* përdoret kryesisht në përrallat popullore për të treguar se të ecurit ka vijuar gjatë.

2. Largohem fshehurazi e më të shpejtë prej një vendi për të shpëtuar nga ndjekjet, nga ndonjë e ke-qe etj., arratisem; shpëtoj duke vrapuar, largohem me vrap nga rreziku. *Iku nga burgu. Iku nga frika (nga tmerri). Iku fshehurazi (tinëz). Ik shpejt (sa me pare)! Iku më të katra, Krisi (çau) e iku.*

3. I largohem, i shmangem dikujt ose diçkaje, i shpëtoj; largohem përkohësisht ose përgjithmonë nga një njeri, nga një vend, etj.; lë dike ose diçka, ebra-ktis. *Iku nga i ligu. I ikën si rdekjes. I ikën miqtë (ble-rësit). Iku nga shtëpia (nga shkolla, nga puna, ngabu-rri, nga gruajaj. Lojtari u iku mbrojtësve. Mas i ik fjalës !*

4. *vet. veta III.* Largohet nga;ijë vend, shkon tutje; shpërndahet. *Ikën retë. Iku mjcgulla. Iku tymi (pluhuri).*

5. *vet. veta III.* Derdhet, del, rrjedh. *Ikën uji me rrëmbim. Me ikën gjak nga goja (nga hunda).*

6. Sbkon mënjanë, shtrembërohet, anohet. *I kanë ikur supet. I kanë ikur sytë. I ka ikur fustani (xhaketa) mënjanë. Ka ikur muri. Ka ikur barra.*

7. *vet. veta III.* Del, shkëputet e shkon tutje; me shpeton e bie. *Iku rrota në njerën anë e timoni në anën tjetër. I iku tutje kapela. I ikën këpucët (dorezat). I iku topi nga këmbët. Me iku pjata nga duart.*

8. Largohet, zhduket; s'është me, mbaron, merr fund, s'ka me. *Iku boja (uji, era e keqe). I iku inati (zemërimi, dëshpërimi, qejfi, frika). Me iku gjunii.Me iku kolla (dhembja, zjarrmia, gripi). Me ikën ethet (të dridhurat). I iku qumështi. Me iku plaga (she-nja).*

9. *vet. veta III.* Mbaron, merr fund; shkon shpejt, kalon, fluturon (për kohën etj.). *Iku vapa (të ftohtët). Iku dimri (vera, vjeshta). Iku mbrëmja (nata, dita, muaji, viti). S'ikën koha. Iku ajo kohë. I iku mosha* u plak.

10. *vet. veta III.* Harxhohet shpejt, mbaron para kohe; shpenzohet, prishet, shkon kot. *Iku buka (vaji, sheqeri). Ikën paratë. Iku djersa (mundimi) kot.*

11. Vdes, mbaroj (për njeriun); *vet. veta III* do-bësohet shumë e humbet aftësitë vepruese, nuk punon me, merr fund (për organe e pjesë të trupit të njeriut). *Na iku një shok. I iku foshnja (fëmija). Thashë se ika. Iku më të shumtët. bised.* vdiq. *iku goja {dora, këmba). Me ikën gjunjët. I ikën sytë (veshët). I iku zëri.*

12. *pavet.* Nuk mund të largohesh, nuk mund të shkosh; nuk ke dëshirë të largohesh. *S'iket këtej. S'i iket nga fshati.*

13. *përd. pasth. bised.* Ashtu, vërtet, jo more! *Ikë more! Ikë, se tallesh!*

Me iku (m'u hap) barku *shih te* BARK,~U. I ka ikur (i ka luajtur) çikriku *shih te* ÇIKRIK,~U. I kanë ikur dërrasat *shih te* DËRRASE,~A. I iku (i shpëtoi) nga dora (nga duart) a) s'mundi të përfi-tonte nga një rast i mirë, s'e shfrytëzoi dot një mun-dësi që iu dha etj.; b) humbi kontrollin mbi dike a mbi diçka, s'e ka me në dorë. I iku nëpër duar a) i vdiq e i shkoi dikush pa e kuptuar, e humbi shpej.t e papritur dike; b) i iku diçka a dikush pa e kuptuar, s'e mbajti dot. Me iku (me shpëtoi) zogu nga dora *shih* Ie ZOG,~U. I ikën furkat *shih te* FURKË,~A. I iku gjaku (nga fytyra) *shih te* GJAK,~Ui.I kanë ikur iliqet (disa iliqe) *shih tek* ILIK,~KU. Iku (ia mbathi...) më të katra *shih te* KATËR,~RA (të). I iku (i shkoi) koka *shih te* KOKË,~A 5. I iku (i luajti) mendja (e kokës) *shih te* MENDJE,~A. I ikën trutë (e kokës) *shih tek* TRU,~RI. Me iku (me luajti) kapaku (tabani, tepeleku) i kokës (kafka e kokës, tepja e kokës) *shih te* KAPAK,~U. Me iku nga sytë *shih te* SY,~RI. Me iku zemra (shpirti) *shih te* SHPIRT,~I. Ikën (largohet, ruhet) si shejtani (si djalli) nga temjani *shih tek* TEMJAN,~I. Ishte "ikë të ikim" ishte tmerr e panik i madh, gjithkush për-piqej të ikte i pari për të shpëtuar. Iku (erdhi, kaloi) si reja me breshër (me furtunë) *shih te* RE,~JA i. Iku rrozga me bjezga *shih te* BJEZGË,~A. Mori sytë e iku *shih te* MARR. Iku (shkoi, ia mbathi) nga (ku) sytë këmbët *shih te* SY,~RI. Një fytyrë i ikën, një fytyrë i vjen *shih te* FYTYRË,~A. Kur të ikën koka (kur të presin kokën), mos qaj për flokët

*fj. u. shih te* KOKË,~A s. Iku nga shiu e n në breshër *fj. u. shih te* SHI,~U. Iku nga tymi e ra në zjarr *fj. u. shih te* TYM,~I. Po shtire (fute) mizën (milingonën), të iku hambari *fj. u. shih te* SHTIE.

IKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljes IKI. *Ikje e shpejtë. Ikje e çrregullt. Ikja nga puna (nga shkolla, nga shtëpia). Ikja nga bur-gu. Në kohë të ikjes. U vunë në ikje* ikën, u larguan me vrap, në panik etj.; morën arratinë.

IKONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Figure e një shenjti të krishterë, e pikturuar mbi një dërrasë a mbi një cope druri. *Ikonë e vjetër. Ikonë bizantine. Ikonat e kishës. Kandili i ikonës.*

2. *përd. mb. bised.* I zbehtë e i tretur në fytyrë, i ngrirë e pa gjallëri, i pajetë. *U be ikonë.*

IKONOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që bën ikona, piktor ikonash; ai që merret me ikono-grafi. *Ikonografët mesjetarë.*

IKONOGRAFI,~A. *libr.* 1. Dega e pikturës që merret me pikturimin e ikonave; pikturimi i ikonave. *Ikonografia e vjetër shqiptare. Vepra të ikonografisë. Merrej me ikonografi.*

2. Përshkrimi dhe studimi i ikonave.

3. Seri portretesh të njerëzve të shquar. *Ikonografia e Skënderbeut.*

IKONOGRAFIK,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me ikonografinë, që lidhet me ikonografinë, i ikonografisë; që është karakteristik për ikonografinë; që merret me ikonografi. *Arti ikonografik. Traditë ikono-grafike. Shkollë ikonografike. Stil ikonografik.*

IKONOM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet., vjet.* Titulli me i ulët në hierarkinë fetare ortodokse, prift i thjeshtë.

IKONOSTAS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Perde prej druri të latuar, e stolisur me ikona, që ndan kungën (ajodhimën),nga pjesa tjetër në kishën ortodokse; vend për të vënë ikonat, mbajtëse ikonash. *Ikonostasi i vjetër. Ikonostas me vlerë artistike. Punonte ikonos-tase.*

IKS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Emërtim i shkronjës x të alfabetit latin, e cila përdoret në matematikë si shenjë e një madhësie të panjohur ose e një ma-dhësie të ndryshueshme në varësi nga një tjetër dhe në fizikë si simbol i një Uoji rrezesh a grimcash. *Iksi dhe ipsiloni. Rrezet iks.*

*2. libr.* Përdoret, zakonisht para emrave, për të treguar në mënyrë të papërcaktuar dhe të përgjithë-suar një njeri, një send, një vend etj., kur ai është i panjohur ose kur s'është neyoja a nuk dëshirojmë t'ia zëmë emrin në gojë; akëcili, aksh. *Iks njeri. Iks vepër (roman, pjesë). Në iks fshat (qytet, vend). Me iks klasë (shkollë, ndërmarrje).*

IKTIOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist me arsim të lartë në iktiologji.

IKTIOLOGJl,~A . Degë e zoologjisë që merret me studimin e peshqve. *Specialist për iktiologji.*

IKUR (i,e ) *mb.* 1. Që ka ikur fshehurazi, që është larguar nga një vend, ku e kishin mbyliur për dënim ose kundër dëshirës; që ka marrë malet ose që ka ka-përcyer kufirin për të shpëtuar nga ndjekjet, nga ndonjë e keqe ose rrezik, që ka marrë arratinë; i arra-tisur.

2. Që ka ikur nga shtëpia e nga vendlindja e vet, që është larguar nga atdheu; i mërguar. *Njerëz (burra, gra, fëmijë) të ikur. Familje të ikura.*

3. *bised.* I marrë, i çmendur, i lënë. *Një djalë e kishte të ikur.*

4. *fig. bised.* Që nuk shpëton dot nga vdekja, i vajtur (për një të sëmurë rëndë a për një të pandehur që mund të dënohet me vdekje). *Ishte i ikur.*

5. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Numër i madh të ikurish. Shtetëzimi i pasurisë së të ikurve. I zunë ti ikur it.*

ILAÇ,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Lëng, pluhur, nape, melhem etj. q£ p6rgatitet posaçërisht për mjekimin a parandalimin e një sëmundjeje ose për shërimine një plage; bar. *Ilaç i hidhur. Ilaç qetësues. Ilaçe popullore. Ilaç plakash (grash). Kuti (shishe) me ilaç. I jap një ilaç. Pi ilaçin. Nuk pi (nuk përdor) ilaçe.*

*2. bised.* Lëndë kimike, zakonisht helmuese, që përdoret për të larguar ose për të zhdukur insekte e kafshë të dëmshme, për të larë ose për të pastruar diçka etj. *Ilaç i forte. Ilaç për miza (për tartabiqe, për minj). Ilaç për njolla. Ilaç rrobash. Bëj me ilaç. Mban erë ilaç.*

3. *fig.* Mjet a mënyrë që ndihmon për të kapërcyer nje pengesë ose për të dale nga një vështirësi, për të shpëtuar nga një e keqe, nga ndonjë vuajte shpirtërore etji., për të rregulluar a për të ndrequr një punë etj.; rrugëdalje. *Ilaçi me i mirë. I vetmi ilaç. la gjeti ilaçin.* 5'ij *gjendet ilaçi. S'kishte ilaç për të. S'ka tjetër ilaç për këtë punë.*

+ Ilaç i vjetër në shishe të re *keq.* përdoret kur diçka paraqitet në një forme, në një pamje a në një mënyrë të i re pa ndryshuar përmbajtjen e saj.

ILARITET,~I *m. libr.* Të qeshura; gaz që shpër-then kur dikush tallet me dike a me diçka ose kur dikush sillet, vepron a flet në mënyrë qesharake. 77a-*ritet në sallë.*

ILDIS ta., ~A, ~UR. Qep diçka me dorë duke shkuar perin larg e larg, e qep rrallë e rrallë sa për ta provuar ose për ta bërë gati për makinë. *Ildis jakën (mëngët, anët). Ildis fustanin (pantallonat, fundin). Ildis (sa) për prove.*

ILDISET. *Pës. e* ILDIS.

ILDISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ILDIS, ILDISET. *Penjë (fije) j>ër, ildisje.*

*2.* Lloj qepjeje që bëhet me dorë duke shkuar perin larg e larg sa për ta.kapur rrobën. *Penjët e ildisjes.^ Heq'ildisjen.*

ILEGAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që lufton kundër regjimit e rendit në fuqi, duke jetuar e vepruar në fshëhtësi të madhe, ai që zhvillon veprimtari politike të fshehtë. *Jetë ilegali. Strehë (bazë) për ilegalët. Fshihte ilegalë. Ka punuar si He gal.*

1LEGAL,—E *mb.* 1. Që jeton, vepron e lufton si ilegal kundër regjimit e rendit në fuqi; që bëhet a zhvillohet fshehurazi organeve qeveritare të një vendi për të luftuar e përmbysur regjimin e pushtetin e-këtij vendi; që është i fshehur e që s'duhet ta dine të tjerët; *kund.* legal. *Lufiëtarët (të rinjtë) ilegalë. Mbledhje ilegale. Veprimtari (punë, luftëj ilegalë. Jetë ilegalë. Bazë (qendër) ilegale. Shtypshkronjë ilegale. Në mënyrë ilegale.*

2. Që është i ndaluar me ligj për arsye politike, që eshtë nxjerrë jashtë ligjit nga regjimi në fuqi; që botohet fshehurazi (në vendet kapitaliste e revi-zioriiste; në të kaluarën edhe në Shqipëri); *kund.* legal. *Gazetë (revistë) ilegale. Shtypi ilegal. Radio ilegale. Letërsi ilegale. Organiiatë (parti) ilegale.*

ILEGALlSHT *ndajf.* Pa rënë në sy të organeve shtdtërore dhe kundër urdhrave të tyre, tinëz pushtetit shtetëror dhe në kundërshtim me ligjet në fuqi; fshehurazi, në mënyrë që të mos e dijë njeri; *kund.* ha-pur, sheshit; Iigjërisht.

*Hyri (erdhi) ilegalisht. Pu-nonie ilegalisht. E solli (e futi) ilegalisht.*

ILEGALITET,~I m. 1. Të qenët ilegal; të jetuarit e të: vepruarit si ilegal. *Në ilegalitet të plotë. Në kohën e ilegalitetit. Në kushtet e rënda të ilegalitetit. Ishte (u hodh) në ilegalitet. Jetonte (punonte) he ilegalitet. Doli nga ilegaliteti.*

*2. përmb. hist.* Tërësia e organizatave që luftonin kundër pushtuesve të huaj dhe veglave të tyre në Shqipëri gjatë Luftës Nacionalçlirimtare duke punuar e vepruar në mënyrë konspirative (Partia Komuniste e Shqipërisë dhe organizatat e masave të udhëhequra prej saj). *Njerëzit (lufiëtarët, heronjtë) e ilegalitetit.*

ILET,~I *m. bised.* 1. Sëmundja e tokës, epilepsia. *E zuri (i ra) ileti. Vdiq nga ileti.*

*2.* Sëmundje që i është bërë e zakonshme një nje-riu, që^ nuk i hiqet dhe e zë here pas here, sëmundje e vjetër. *Njeri me ilet. Ishte me ilet.*

3. *kryes. sh. fig.* Huq; zakon, ves, cen. *Me shumë ilete. E ka ilet. Iu be ilet.*

•*k* Të shtie ilet in a) të mërzit shumë, të sëmur duke të mërzitur; të fut ethet; b) të tremb shumë.

ILIK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Lak peri a vrimë e hapur në një rrobë për të mbërthyer në të kopsën; lak gjalmi, litari etj. që shërben për të mbajtur varur në të një send; cope e ngushtë rrobe që qepet në brezin e pantallonave, të fundeve etj. për të futur në të rripin e mesit. *Ilik i trashë. Bëj iliqe.*

*2.* Lak në një thurimë fijesh; syth në një rrjetë. *Ilik çorapesh. Iliqet e rrjetës. I ka ikur një ilik (çorapit etj.).*

I kanë ikur iliqet (disa iliqe) *dikujt* ka filluar të shthuret fare, ka filluar të prishet moralisht.

ILIR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i popullsisë së vjetër të Ilirisë, që njihet si paraardhës i popullit shqiptar, banor i Ilirisë. *Ilirët e Jugut.*

ILIR,~E *mb.* Që lidhet me Ilirinë ose me ilirët, që është karakteristik për Ilirinë ose për ilirët, i Ilirisë ose i ilirëve; që është krijuar nga ilirët. *Fise Hire. Troje (kala, qytete, varre) Hire. Bota (gjuha, kultura) Hire. Shteti ilir. Fjalë Hire. Emër ilir. Veshje (zbukurime, mbishkrinte) Hire. Mjeshtra Hire. Numizmatikë Hire.*

ILIRIK,~Emë. Ilir. *Vende ilirike.*

ILIRISHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane që fiitej nga ilirët dhe që njihet si paraardhëse e gjuhës shqipe, gjuha e ilirëve, gjuha ilire. *Ilirishtja ballkanike. Dia-lektet e ilirishtes.*

ILNJË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot. shih* ILQE,~JA.

ILQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj dushku i vendeve mesdhetare, me trung të shkurtër e të trashë dhe me shumë degë, me gjethe dhëmbë-dhëmbë, gjithmonë të gjelbra e të shkëlqyeshme nga sipër, që bën lende të vogla gjatoshe e me thumb në majë. *Ilqe shekullore. Dru (lende) ilqeje. Pyll me Hqe.*

ILQISHTË,~A *sh.* ~A, ~AT. Pyll me ilqe, vend me ilqe.

ILUMINIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Për-faqësues i rrymës dhe i lëvizjes iluministe në Evropë në shekujt XVII-XVIII; pasues e përçues i ideve iluministe në Shqipëri në shekullin XIX në kohën e Rilindjes Kombëtare; pasues i iluminizmit, ndri-çimtar. *Idetë e iluministëve. Veprat e iluniinistëve. Iluministët francezë. Iluministët shqiptarë të shek. XIX.*

*2. libr.* Përhapës i diturisë, i kulturës, i arsimit etj., njeri që punon e lufton për përparimin dhe zhvillimin e një shoqërie në luftë kundër errësirës e prapambet-jes; mendimtar, shknratar, shkencëtar, ideolog etj. që shquhet për veprimtari iluministe. *lluminist i shquar.*

ILUMINIST,~E *mb.* 1. *hist.* Që ka të bëjë me ilu-minizmin ose me iluministët e shekujve XV1I-XVIII në Evropë, i iluminizmit ose i iluministëve; që ka të bëjë me përhapjen dhe me vënien në jetë të ideve të iluminizmit në Shqipëri në shek. XIX. *Rrymë iluministe. Ide (pikëpamje) iluministe. Filozof (mendimtar, ideolog, shkrimtar) iluminist.*

2. *libr.* Që i shërben përhapjes së does, të kul-turës, të arsimit etj. dhe përparimit të një shoqërie; që punon dhe lufton për përhapjen e diturisë e të kulturës kundër errësirës e prapambetjes. *Lëvizje (veprimtari) iluministe. Vepër iluministe. për qëllime Iluministe. Mendimtar (shkrimtar) iluminist.*

ILUMINIZËM,~MI m. 1. Rrymë ideologjike, politike e shoqërore në Evropë në shekujt XVII-XVIII, që shprehte idetë e synimet e borgjezisë për-parimtare dhe që drejtohej kundër feudalizmit, fesë e kishës, por që, duke u nisur nga pikëpamja idea-liste se gjoja ndërgjegjja luan rolin vendimtar në zhvi-llimin e shoqërisë, predikonte se të gjitha të këqijat e shoqërisë mund të zhduken e se zakonet, normat e moralit, jetesa mund të ndryshohen duke rrënjosur tek të gjithë idetë e së mirës e të së drejtës, duke për-hapur arsimin, kulturën e dijet shkencore dhe duke vendosur, kështu, “mbretë_rinë e arsyes”; ndriçim. *lluminizmi francez. Epoka e iluminizmit. Idetë e iluminizmit. Përfaqësuesit e iluminizmit.*

2. *libr.* Fërhapja e diturisë, e kulturës dhe e arsimit në gjuhën amtare, veprimtaria për edukimin e ndje-njës kombëtare dhe për përparimin e shoqërisë në luftë kundër errësirës e prapambetjes. *lluminizmi i Rilindjes Kombëtare.*

ILUSTRfM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipa kuptimeve të foljeve ILUSTROJ, ILUSTROHET. *Ilustrimi* i *librit. Sjell shembuj për ilustrim.*

2. Vizatim, skicë a fotografi që jepet në një re-vistë, në një libër etj. për ta bërë përmbajtjen më të qartë, më të kuptueshme e të kapshme dhe me tërheqëse. *Ilustrime me ngjyra. Libër (revistë) me ilustrime.*

3. Shembull që sillet për të sqaruar me mirë një mendim, një ide, një ligjëratë etj.; diçka (e dhënë, fakt etj.) që sillet si shembull për ta bërë më të qartë, më të kuptueshme e më të kapshme atë që është thënë ose që është shkruar. *Ilustrime të goditura (të mira). Ilustrime me vlerë. Jepen shembuj si ilustrim. Përdor të dhëna (shifra) për ilustrim.*

ILUSTROHET. *Pës. e* ILUSTROJ.

ILUSTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Pajis me vi-zatime, me skica, me fotografi e me zbukurime të ndryshme një revistë, një libër, etj. për ta bërë përmbajtjen më të kuptueshme, më të kapshme e me tërheqëse. *Ilustroj një libër (një vëllim). Ilustroj tre-gimin (përrallën). Ilustroj me fotografi (me vizatime).*

2. Sjell shembuj për të sqaruar me mirë një men-dim, një ide, një ligjëratë etj., sjell të dhëna, fakte konkrete etj. për ta bërë më të qartë, më të kuptueshme e më të kapshme atë që them ose që shkruaj. *Ilustroj mendimin (idetë, fjalët). Ilustroj me shembuj (me fakte, me shifra). Ilustroj mirë.*

ILUSTRUAR (i,e) *mb.* Që është i pajisur me vizatime, me skica, me fotografi e me zbukurime të

ndryshme, që ka ilustrime. *Revistë (vepër, përmbledhje) e ilustruar. Libër (vëllim, tregim, roman) i ilustruar.*

ILUSTRUE3,~E *mb.* Që shërben për të sqaruar me mirë diçka, për ta bërë atë më të kuptueshme, më të kapshme a me tërheqëse, që ilustron; që mbështetet në ilustrimet. *Materiale (mjete) ilustruese. Film (vizatim) ilustrues. Metodë ilustruese.*

ILUZION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Perceptim i gabuar a i shtrembëruar i sendeve, i dukurive etj. që na rrethojnë, i cili krijohet për shkak të të metave të shqisave ose për shkak të rrethanave të jashtme; gabim i shqisave, që na e paraqitin si të vërtetë një dukje të gënjeshtërt. *Iluzion pamor (optik)* iluzion Që lind nga perceptimi i gabuar i madhësisë ose i trajtës së trupave. *lluzione emocionale* iluzione që lindin nga ndjenja të caktuara të njeriut, nga gjendja e tij emocionale. *Iluzionet e shqisave. Lind (krijohet, formohet) një iluzion.*

*2.* Përfytyrim i shtrembëruar ose mendim i gabuar që kemi krijuar për dike a për diçka pa e njohur mirë të vërtetën. *Iluzion politik (ideologjik). Iluzion mikroborgjez (pacifist, i rrezikshëm, i dëmshëm). lluzioni i paqes klasore (i vëllazërisë, i barazisë).*

3. *fig.* Shpresë e kotë më të cilën gënjejmë veten, ëndërr e zbrazët. *lluzioni i fundit. Iluzionet e rinisë. Krijon iluzione. S'ka iluzione. Rronte me iluzione,*

ILUZIONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *art.* Artist cirku që me zotësi, shkathtësi e shpejtësi dhe me ndihmën e veglave e të mjeteve të posaçme, krijon te spektatorët përshtypje të gabuara; mjeshtër që me zotësinë dhe artin e tij bën t'i duken spektatorit si të vërteta gjëra të paqena. *Iluzionist i zoti (i dëgjuar). Iluzionist cirku.*

IM *kal.,* ~A, ~UR. E bëj diçka të imët, imtoj. *Im leshin* shprish leshin hollë e hollë.

IM,~E *pron. (gjin. dhan. rrjedh.* TIM, SIME; *kallëz.* TIM, TIME) *sh.* MI (e), MIA (e). 1. Që me përket mua, pronari i të cilit jam unë, që e kam unë për vete. *Libri (lapsi) im. Shtëpia (këmisha) ime. Këpucët e mia.*

2. Që ka të bëjë me mua, që ka lidhje gjaku a gji-nie, lidhje farefisnie a ndonjë lidhje tjetër të ngushtë me mua (edhe kur i drejtohemi dikuji'me dashuri). *Gjyshi (xhaxhai, kushëriri) im. Im atë (im bir, im vëlla, im nip). Ime bijë (ime motër, ime shoqe, ime kushë-rirë). Nëna (motra, e fejuara, gruaja) ime. Shoku (miku) im. Fëmijët (fqinjët) e mi. Bashkëpunëtorët (përkrahësit, të ftuarit) e mi. Nxënësit e mi. Drejtori (përgjegjësi, më-suesi) im. Eja, biri im! I dashuri shoku im! — Oh, nëna ime! la dhashë sime bije. Është e tim biri. Është shok me babanl tim. Punon në një ndërmarrje me nënën time.*

3. Të cilit i përkas edhe unë, pjesëtar a anëtar i të cilit jam edhe unë, në të cilin bëj pjesë edhe unë; që e drejtoj unë, në krye të të cilit jam unë. *Atdheu (qyteti, fshati) im. Lagjja (rruga) ime. Familja ime. Partia (organizata, shoqëria) ime. Ndërmarrja (fabrika, shkolla, brigada, kompania, kooperativa) ime. Sektori (reparti, instituti) im. Kombësia (shtetësia) ime. Bre-zi im.*

4. Që është përgatitur a është hartuar nga un6, që e bëj unë, që del a që krijohet së pari nga unë; që e ushtroj unë. *Tregimi (romani, filmi, mendimi, plant) im. Vepra ime. Ligjërata (fjala, vepra) ime. Puna (mjeshtëria) ime. Gabimi (faji) im. Sipas men-dimit tim.*5. Që e kam unë, që është tek unë; që me përket mua; që me karakterizon e me dallon mua; që lidhet me mua, që është a që bëhet për mua. *Shtati (trupi, krahu) im. Koka (dora, këmba) ime. Flokët e mi. Zëri im. Pamja (sjellja) ime. Vullneti (nderi) im. Zo-tësia (aftësia, forca) ime. Bindja (dëshira) ime. Gëzimi im, Ditëlindja (fejesa, martesa) ime. për të mirën time. Takimi im me shokët.*

*6.* Që me pëlqen me shumë mua, që e dua me shumë se të tjerët. *Vendi im i përditshëm. Kënga ime. Gjella ime më e mirë.*

I *përd. em. m.* IMI, *sh.* MITË (të), IMJA, *sh.* MIJAT (të). Njeri i afërt, më të cilin kam lidhje gjaku a gjinie, farefisnie ose lidhje të ngushta miqësie; njeri të cilin e dua dhe të cilit i besoj shumë. *Një imi (një imja). Është imi (itnja). Erdhën të mitë.*

8. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1-6 të përemrit pronor.

IMAGJINAR,~E *mb.* Që nuk është i vërtetë e real, që vetëm merret me mend, që është pjellë e mendjes; që përfytyrohet a që mendohet si i vërtetë; që duket ose që bëhet sikur të ishte i vërtetë; *kund.* i vërtetë, real. *Qenie (figure) imagjinare. Vend imagjinar. Për-fytyrim imagjinar. Udhëtim imagjinar. Rrezik imagji-narl Sëmundje imagjinare. Sulm imagjinar. Veprime ushtarake imagjinare.*

W Numër imagjinar *mat.* numër që shpreh rrërjjën katrore të një madhësie a të një njësie negative (p. sh. a2 = — 1 ose a = — 1).

IMAGJINATË,~A . *psikol, libr.* Aftësia e nje-riut për të krijuar e për të ndërtuar në vetëdijen e vet figura ose ide të reja, duke lidhur, duke ndryshuar ose duke shndërruar përfytyrimet e sendeve, të du-kurive etj. dhe njohuritë e fituara me pare, zotësi për të krijuar, për të zbuluar ose për të shpikur diçka të re në tazë të përvojës së fituar dhe të njohurive të grumbulluara gjatë jetës; krijim me mend, pjellë e mendjes, trillim, fantazi; proces psikik për të krijuar në vetëdije figura të reja. *Imagjinatë aktive. Imagjinatë pasive. Imagjinatë krijuese. Imagjinatë ripro-dhuese. Imagjinata popullore. Imagjinata e shpikësit (e zbuluesit, e shkencëtarit, e shkrimtarit). Imagjinata e fëmijës. Krijimi i imagjinatës. Njeri pa imagjinatë. S'ka imagjinatë. Zgjoj imagjinatën. Kalon çdo imagjinatë.*

IMAGJINOHET *vetv. libr.* 1. Përfytyrohet, merret me mend, mendohet. *S'mund të imagjinohet.* 2. *Pës.* e IMAGJINOJ.

IMAGJINOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* E për-fytyroj, e marr me mend; shkoj nëpër mend, mendoj sikuri, ezëse. *E imagjinoj ndry she. Imagjinoj veten'sikur... S'milnd ta imagjinoj.*

IMAK,~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. Topa të shty-pur brumi që vihen një mbi një e tëhollen së bashku për të bërë petë për Iakror; kulaçe. *Lakror me imakë,*

IMAM,~I m, *sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* 1. Hoxhë që drej-ton lutjet e besimtarëve në xhami; hoxhë që drejton një shkollë fetare myslimane (në vendet ku vepron feja;myslimane; në të kaluarën edhe në Shqipëri).

2, Kryetari shpirtëror i të gjithë myslimaiiëve ose i ndonjë grupi të tyre.

3. Titull i disa princërve të pavarur të Arabisë Ju-gore; monark absolut i shtetit arab, që kishte në duar pushtbtin politik e fetar dhe që e quante veten pa-sardhës të Muhametit; kalif.

IMAMBAJALLDI,~A . *gjell.* Gjellë që bëhet me patëllxhanë të mbushur me qepë, me hudhra, me domate, me erëza, me mish të grirë etj.

IMAN,~I *m. fet.* Simbol i fesë myslimane, besim; besë. *Prishi din e iman. Doli prej dini e prej imani* nuk ka me as fe as besë, nuk beson me.

*k* Me din e me iman *shih te* DIN,~I. I ndërroi din e iman *shih te* DIN,~I. S'i la din e iman *shih te* DIN,~I. S'ka din e iman *shih te* DIN,~I.

IMANENT,~E *mb. libr.* Që e përmban vetë sendi a dukuria, që është në natyrën e vetë sendit a të vetë dukurisë, që buron dhe që kushtëzohet nga vetë kjo natyrë e nga ligjet e brendshme, pavarësisht nga rrethanat, kushtet e ndikimet e jashtme. *Fuqi imanente. Ligje imanente. Shkaqe imanente. Parime imanente.*

IMAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Figure e riprodhuar e një sendi, që del nga pasqyrimi i tij në një sipërfaqe të lëmuar a të ndritshme; shëmbëlltyrë. *Imazh i qartë (i shtrembëruar, i zmadhuar). Formohet një imazh.*

*2.* Pamje, figure a shëmbëlltyrë e një njeriu, e një sendi, e një dukurie etj., që riprodhohet në mendjen tone në bazë të perceptimeve dhe të përshtypjeve të mëparshme pa qenë aty vetë ky njeri, ky send, kjo dukuri etj.; përfytyrim a riprodhim besnik ose shumë i përafërt i dikujt a i diçkaje; pamje që na sjell diçka parasysh; pamje, figure që mishëron diçka. *Imazh i gëzueshëm (tronditës). Imazhi i fshatit (i qytetit, i vendlindjes). Imazhi i djalit (i vajzës, i nënës). Imazhi i trimërisë (i luftës, i mjerimit). Imazhi i vdekjes. Iu shfaq (i doli) një imazh.*

3. *let.* Figure artistike që ndërtohet me alegori me metaforë, me krahasim etj. *Imazhe artistike (rea-liste, poetike). Imazhe të njohura. I mbushur me imazhe. Jepet nëpërmjet imazhesh.*

IMEDIAT,~E *mb. libr.* I menjëhershëm, i ngut-shëm; i pandërmjetëm, me i afërt. *Detyra imediate. Interesa (nevoja) imediate. Qëllim imediat.*

IMËT (i,e) *mb.* 1. Që përbëhet nga kokrriza shumë të vogla ose nga fije shumë të holla, që është në trajtën e një pluhuri të hollë ose të pushit, shumë i hollë; që bie me pika a me fije shumë të vogla e të holla (për shiun e dëborën). *Miell (sheqer, pluhur) i imët. Rërë e imët. Pambuk me fije të itnëta. Myk i imët. Shi i imët. Dëborë e imët. Fara të imëta* fara shumë të vogla e të holla të disa bimëve barishtore si jonxha, tërfili etj.

2. Që ka përmasa të vogla, shumë i vogël; që nuk është i gjerë e i trashë, i hollë. *Pjesë të imëta. Artikuj të imët. Materiale të imëta ndërtimi* brava, gozhdë, doreza dyersh etj. *Materiale të imëta elektrike* re-zistenca, siguresa etj. *Vegla të imëta* sqepari, sharra, dara, gërshëra etj. *Inventor (imët. fin.* tërësia e sendeve, e orendive dhe e veglave të vogla që përdoren përditë dhe që dalin me shpejt jashtë përdo'rimit. *Me shkronja të imëta. Shkrim i imët.*

3. I pakët nga trupi, jo i bëshëm, i hollë, i hequr. *Fëmijë i imët. Me trup të imët. Me fytyrë të imët. Është (mbeti) i imët. Vjen pak si i imët.*

4. Që nuk hyn në kafshët e trasha, po bën pjesë në blegtorinë e vogël (për delet e dhitë). *Bagëti e imët* dhentë e dhitë. *Blegtori e imët.*

5. *vet. sh.* Të shkoqura, të holla (për paratë). *Para të imëta*-6. *fig.* Që përmban të gjitha hollësitë, që i zbërthen çështjet fill e për pe ose që përfshinedhe të dhënat më të vogla; i hollësishëm, i shkoqitur. *Shpjegim (ra-port, shtjellim, zbërthim) i imët. Analizë e itnët.*

7. *fig.* Që bëhet me kujdes e me vëmendje të ve-çantë, duke u ndalur me çdo gjë e duke hyrë deri në hollësira; që kërkon durim e vullnet të madh për t'u bërë. *Veprime të imëta. Vizitë e imët mjekësore. Punë e imët. Kontroll (vëzhgim) i imët. Kërkime të imëta.*

8. *Përd. em. f. vet. sh.* sipas kuptimeve 2, 4, 5 të mbiemrit. *Të imëta elektrike. Të imëta ndërtimi. Pro-dhimi i të imëtave. Përmirësimi i races së të imëtave. Shtimi (zhvillimi) i të imëtave. S'kishte të imëta. Ma bëj të imëta këtë pesëdhjetëshe!*

IMËT *nddjf.* 1. Në trajtë kokrrizash shumë të vogla, jo trashë, hollë; jo ashpër, butë; në trajtë fijesh shumë të holla; me shkronja shumë të vogla. *E bluaj grurin imët.E grij duhanin imët. Gdhend imët. Shprish leshin imët. Bie (shiu, bora) imët. Shkruaj imët.*

2. *fig.* Në mënyrë të hollësishme, duke i zbërthyer c shkoqitur çështjet fill e për pe, shumë shkoqur. *la shpjegoi imët. Me imët s'ka si thuhet.*

3. *fig.* Me kujdes të veçantë, duke u matur mirë në të folur e duke i zgjedhur fjalët; jo me fjalë të rënda e fyese. *Fol me imët!*

*k* Bluan imët mendon e flet me zgjuarsi, thotë gjëra të holla e të mprehta, është i mprehtë nga mendja.

IMËTAK,~E *mb.* I pakët nga trupi, i imët; që vjen si i imët. *Fëmijë imëtak. E kam (vjen) pak si imëtake.*

IMIGRACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* IMI-GRIM,—I. *Imigracion i gjerë. Jmigracioni i popullsisë. Imigracion në masë.*

2. *përmb.* Njerëzit që kanë imigruar, tërësia e imi-grantëve.

IMIGRANT,~I *m- sh.* ~Ë, ~ËT. I huaj që ka ardhur në një vend tjetër për të jetuar e punuar për-gjithmonë aty. *Familje imigrantësh. Vale imigrantësh. Të drejtat (detyrat) e imigrantëve.*

IMIGRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes IMIGROJ. *Imigrimi dhe emigrimi* i *punëtorëve në vendet kapitaliste. E ndaluan imigri-min.*

IMIGROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Vij e vendosem në një vend të huaj për të jetuar e punuar përgjithmonë aty, zë vend në dhe të huaj.

IMITACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Imitim.

2. Gjë që është bërë njëlloj me diçka tjetër, e cila është marrë si gjedhe; diçka që ka dale ose që është prodhuar njëlloj me origjinalin, kopje e origjinalit. *Imitacione popullore (Hire). Imitation i bukur. Imitation druri (mermeri). Imitacione gurësh të çmuar.*

IMITIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET 6r.l.Veprimi sipas kuptimeve të foljeve IMITOJ, IMITOHEM. *Imitim i verbër. Imitimi i zërit. Imitimi i poezisë popullore.*

2. Gjë që është bërë njëlloj me diçka tjetër, e cila është marrë si gjedhe, diçka që është bërë sipas shem-bëllimit të një tjetre.

IM1TOHEM *libr. Pës. e* IMITOJ.

IMITOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Bëj diçka pike për pike si e bën ose si e ka bërë një tjetër, ri-
prodhoj në mënyrë të përpiktë a shumë të ngjashme lëvizjet, sjelljen, veprimet etj. të një tjetri; shërbej. *Imiton prindërit (mësuesin, shokun). Imitoj zërin e bilbilit. Imiton si majmun.*

2. E bëj një gjë njëlloj me diçka tjetër që e kam marrë si gjedhe, bëj një send që nuk dallohet fare nga një send i vërtetë, kopjoj origjinalin; krijoj një vepër letrare, artistike etj. duke pasur si model veprën e një krijuesi tjetër. *Imitoj gurët e çmuar (mer-merin, lëkurën, drurin). Imiton Naimin.*

IMONtK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin. shih* SHAL-QI,~RI.

IMORAL,~E *mb.* 1. Që sillet a vepron në kun-dërshtim me kërkesat e moralit, i patnoral, i pander-shëm. *Burrë (djalë, njeri) imoral. Grua imorale.*
2. Që shkel kërkesat e moralit socialist, që është në kundërshtim me moralin tone, që dëmton e prish moralin e shëndoshë. *Vepër (shfaqje) imorale. Sjellje imorale.*
IMORALITET,~I *m.* 1. Të qenët imoral; pander-shmëri.
2. edhe *sh.* ~E, ~ET. Vepër a sjellje imorale, punë e pandershme.
IMPERIALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kapitalist ose veprtmtar politik a shoqëror në shtetet e mëdha kapitaliste që ndjek e vë në jetë politikën e imperializ-mit. *Imperialistët amerikanë (anglezë, gjermanë, ja-ponezë). Synimet (qëllimet) e imperialistëve. Krimet e imperialistëve. Ndërhyrja e imperialistëve. Vuajnë nën zgjedhën e imperialistëve.*
IMPERIALIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me imperia-lizmin ose me imperialistët, që lidhet me imperializ-min ose me imperialistët, i imperializmit ose i imperialistëve; që është karakteristik për imperializmin ose për imperialistët. *Shtet imperialist. Fuqi imperialiste. Ideologji (politikë) imperialiste. Luftë imperialiste. Agjenturë imperialiste.*
IMPERIALlZËM,~MI *m.* Faza më e lartë dhe e fundit e kapitalizmit, që karakterizohet nga për-qendrimi i prodhimit e i kapitalit në duart e monopoleve të mëdha e nga sundimi i oligarkisë financiare, nga krizat dhe nga kontradiktat e lufta e papajtueshme ndërmjet vendeve të mëdha kapitaliste për të si-guruar lëndë të para e tregje, për të eksportuar ka-pitalet, për të pushtuar vende të tjera, për të rindarë botën dhe për të shfrytëzuar gjer në palcë popujt e tjerë; kapitalizëm monopolist; forme e organizimit ekonomik, politik e shtetëror në këtë fazë të lartë e të fundit të zhvillimit të kapitalizmit monopolist, parazitar e në kalbëzim. *Imperializmi amerikan (an-glez, gjerman, japonez...). Imperializëm ushtarak. Kre-rët e imperializmit. Shërbëtor i imperializmit. Kriza e imperializmit. Lufta kundër imperializmit.*
IMPIANT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tek.* Tërësi veglash a pajisjesh të ndryshme në një fabrikë, në një repart prodhimi, në një laborator ose në një vend tjetër, që shërbejnë për të kryer një punë të caktuar. *Im-piant elektrik (energjetik, industrial). Impiantet e uzinës (e fabrikës). Impiant për mbylljen e shisheve. U ngrit një impiant i ri.*
IMPORT,~I *m.* 1. Blerja e mallrave a e prodhimeve të ndryshme jashtë shtetit dhe sjellja e tyre për ne-vojat e vendit, importim; *kund.* eksport. *Importi i mallrave. Materiale (mall) importi.*2. Tërësia ose vlera e përgjithshme e mallrave që sillen nga jashtë shtetit; sasia e mallrave që blen një vend në vendet e tjera për të plotësuar nevojat e veta. *Pixkësimi (shkurtimi) i importit. Rritja e importit. Struktura e importit.*
IMPORTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve IMPORTOJ, IMPOR-TOHET; *kund.* eksportim. *Importimi i artikujve in-dustrialë. Importimi i kapitalit. Importimi i filmave (i modes, i muzikës). Importimi i sëmundjeve.*
*2. kryes. sh.* Mallrat që blihen nga jashtë shtetit e sillen për nevojat e vendit. *Pesha (vlera) e importi-meve. Regjistrimi i importimeve.*
IMPORTOHET. *Pës. e* IMPORTOJ. *Importohet nga jashtë. Revolucioni nuk importohet.*
IMPORTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Blej mallra a prodhime të ndryshme jashtë shtetit dhe i sjell për nevojat e vendit; *kund.* eksportoj., *Importojnë lëndë të\parë (makina, traktorë, pjesë këmbimi, naftë). Importojnë drithë (bagëti).*
2. *fig. keq.* Marr nga vendet e tjera diçka që za-konisht është e keqe ose e huaj për shoqërinë tone, për vendin e për popullin tone, huazoj nga vendet e tjera diçka të dëmshme e jo të natyrshme për vendin tone. *Nuk e importojmë modën (muzikën, ideologjinë) e huaj.*
IMPORTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Shtet ose si-përmarrje që importon mallra a prodhime të ndryshme nga vendet e tjera; *kund.* eksportues. *Importues drithi. Shpenzimet e importuesit.*
2. *fig. keq.* Ai që huazon e sjell nga jashtë diçka të huaj a të dëmshme për vendin e për popullin e vet, ai që bëhet bartës i diçkaje të huaj. *Importues i modes (i, muzikës, i ideologjisë) së huaj.*
IMPRESIONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *let., art.* Përfaqësues e pasues a ithtar i impresionizmit. *Impresionistët evropianë.*
IMPRESIONIST,~E *mb. let., art.* Që ka të bëjë me impresionizmin ose me impresionistët, i impresionizmit ose i impresionistëve; që është karakteristik për impresionizmin ose për impresionistët, që është bërë sipas parimeve të impresionizmit. *Pikturë (skulp-turë, vepër) impresioniste. Letërsia (muzika) impre-sionisle. Arti impresionist.*
IMPRESIONIZËM,~MI *m. let., art.* Rryma e parë formaliste në artin borgjez, e cila mohon për-mbajtjen shoqërore e ideshmërinë e artit e të letërsisë, shkëputet nga traditat e shëndosha kombëtare e po-piillore dhe, në vend që të pasqyrojë në mënyrë të thellë botën e jetën reale, synon kryesisht të paraqitë drejt-përsëdrejti përshtypjet subjektive e të çastit, ndijimet më të holla, përjetimet e iluzionet vetjake të artistit a të shkrimtarit. *Impresionizmi francez. lmpresionizmi në pikturë (në muzikë, në letërsi). Pasues (përfaqësues) i impresionizmit. Ndikimi i impresionizmit.*
IMPROVIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve IMPROVIZOJ, IMPROVIZOHET. *Arti i improvizimit. Aftësi (prirje) improvizimi.*
*2.* Krijim artistik (vjershë, këngë, valle etj.), që sajohet aty për aty; diçka që krijohet menjëherë, flake për flake dhe pa ndonjë përgatitje paraprake. *In)provizim i bukur (i rrallë). Një improvizim i valltarit (i~fyelltarit, i këngëtarit).*
IMPROVIZOHET *libr. Pës. e* IMPROVIZOJ.
IMPROVIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* I. E krijoj diçka aty për aty, pa qenë i përgatitur që' më parë (kryesisht për një vjershë, për një këngë, për një fjalim etj.). *Improvizoj një këngë. Improvizoj ushtrime. Improvizoj një skenë. Improvizoj diçka në piano. 2.* Flas ç'të me vijë në mend atë cast, gjej një për-gjigje sidokudo, trilloj nga mendja aty për aty, sajoj në cast.
IMPULS,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Nxitje a force e brendshme, që të shtyn për të vepruar ose që të shton dëshirën e zellin për një punë; shtysë, vrull, hov; frymëzim i menjëhershëm dhe i papritur. *Im-puls i brendshëm. I japin një impuls punës (zhvillimit, luftës, jetës). Mori një impuls të ri.*
*2. spec.* Vale rryme elektrike, e dritës etj., që vjen menjëherë me ndërprerje dhe zgjat pak kohë. *Impulse të*

*shpejta (të shkurtra). Impulse mekanike (elektrike). Impulse drite.*
3. *fiz.* Sasia e lëvizjes së një trupi, e barabartë me prodhimin që del nga shumëzimi i masës së këtij trupi me shpejtësinë e tij. *Ltgji i ruajtjes së impulsit. Llogarit impulse!.*
4. *fiziol.* Shtysë nervore që vë në lëvizje një organ të trupit; vale nxitëse që përhapet menjëherë nëpër sistemin nervor. *Impulse! e zemrës. Impuls nervor. Pikënisje e impulsit. Përçuesi i impulsit. Dobësimi i impulseve. Ka impulse.*
IMPULSIV,~E *nib. libr.* 1. Që vepron menjëherë e vrullshëm pa menduar gjatë për atë që thotë a që bën, që nuk matet shumë përpara se të flasë a të ve-projë; që s'e përmban dot veten, i papermbajtur, i rrëmbyeshëm. *Njeri (nxënës, tip) impulsiv. Natyrë impulsive, Është impulsiv.*
2. Që shfaqet menjëherë e papritur; që bëhet shpejt e shpejt aty për aty e pa e zgjatur shumë nën ndikimin e ndonjë impulsi, që karakterizohet nga impulset. *Veprime (lëvizje) impulsive. Krijimtari impulsive.*
*3. spec.* Që ka të bëjë me impulset, që u përiçet impulseve të ndryshme (elektrike, molekulare etj.). *Reaktor (gjenerator) impulsiv. Shkarkime impulsive ië rrymës elektrike.*
IMSHTAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *shih* IMSHTË, ~Ai.
IMSHTAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dru i ri, lis i ri; filiz.
IMSHTË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Pyll i dendur medrurë të hollë a me filiza; korije me drurë të rinj. *Imshtë me dushqe (me ahe). Kujdesi për imshtat. Hyri në një imshtë. Kaluan nëpër ca imshta.*
IMSHTË,~A n . *sh.* ~A, ~AT. Arka e mullirit ku bie mielli; gryka nga ku derdhet drithi prej koshit të mullirit në mokër, dishtë. *Imshta e mullirit.*
IMSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bluaj. *Imshto) drithin (kafenë). Është imshtuar mirë (keq).*
IMTAS *ndajf. shih* IMTËSISHT.
IMTË,~A . *zakon. sh.* ~A, ~AT. Kohë shumë e shkurtër; cast; minute; sekondë. për *pesë imta. Pas dy-tri imtash.*
IMTËSI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i imët; gjë e imët. *Imtësi e njëllojtë. Shkalla e imtësisë.*2. *fig.* Diçka shumë e vogël, e dhënë a rrethanë e hollësishme për një ngjarje, për një çështje etj., hollësi, vogëlimë. *lmtësiti e përshkrimit (e ngjarjes). Studioj (kontrolloj, vëzhgoj, shoh) me imtësi. Flos (përshkruaj) me imtësi. Ia tregoi shpejt e pa imtësi.*
IMTËSIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve IMTËSOJ, IMTËSOHET.
IMTËSISHT *ndajf.* Me hollësi, deri në gjërat më të iméta, imët; duke i zbërthyer gjërat fill e për pe, me kujdes e me vëmendje të veçantë; hollësisht,shumë shkoqun *Shqyrtoj (vëzhgoj, studioj, kontrolloj, vizitoj) imtësisht. Zbërthej (analizoj) imtësisht. Tregoj imtësisht.*
IMTËSOHET. *Pës. e* IMTËSOJ.
IMTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E shkoq në thërrime a në kokrriza shumë të vogla, e bëj grimca-grimca, e thërrmoj; e bluaj hollë, e bëj të imët, imtoj. *Imtësoj dheun (token). Imtësoj gurët. Imtësoj shumë hollë.*
*2. fig.* E zbërthej një çështje fill e për pe, deri në hollësitë më të vogla; e shpjegoj me hollësi, e sqaroj me imtësi, e shkoqit mirë, imtoj. *Imtësoj një çështje (një punë).*
IMTI,~A . 1. Imtësi, hollësi. *Flos me imti.*
2. Mendjemprehtësi, zgjuarsi. *Flak me imti e me jirtësi.*
IMTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve IMTOJ, IMTOHET.
2. Imtësi. *Imtim i rëndësishëm (i dobishëm). Ka imtime (libri, vepra). Jap imti me.*
IMTOHET. *Pës. e* IMTOJ.
IMTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. *shih* IMTËSO J. *Imtoj miellin.*
2. E çaj diçka në fije të holla; e bëj më të hollë. *Imtoj drutë. Imtoj dërrasën.*
3. *pavet.* Bie shi i hollë ose dëborë e imët. *Po imton. Ka imtuar gjithë ditën.*
IMUNITET,~I *m.* 1. Wo., *mjek.* Veti mbrojtëse që ka një organizëm për t'u bërë ballë disa mikro-beve ose për të mos u dëmtuar nga disa helme; aftësi mbrojtëse e organizmit për të mos u prekur nga një sëmundje. *Imunitet i lindur (i vetvetishëm, i fituar). Imuniteti i fëmijëve. Ka humbur imunitetin. Jep imunitet (sëmundja, vaksina). Fiton imunitet (organizmi).*
2. *drejt.* E drejtë e veçantë që i n jihet një përfa-qësuesi të huaj me detyrë të posaçme për të mos iu nënshtruar disa ligjeve shtetërore të një vendi; e drejtë që gëzon sipas kushtetutës një deputet ose një person tjetër i zgjedhur në detyrë të rëndësishme për të mos u arrestuar ose për të mos u ndjekur penalisht pa pëlqimin e organit kompetent; paprekshmëri, pacenueshmëri, padhunueshmëri. *Imunitet vetjak. Imunitet diplomatik. Imunitet parlamentar. Imuniteti i banesës. Ka (gëzon) imunitet. I hiqet imuniteti.*
3. *fig.* Aftësia për t'i bërë ballë diçkaje të huaj e të dëmshme dhe për të mos u prekur prej saj, mbrojtje paraprake ndaj çdo gjëje të dëmshme; të qenët i pa-prekshëm ose i mbrojtur nga diçka e huaj dhe e keqe. *Fitoj imunitet. Nuk ka imunitet ndaj ndikimeve të huaja.*
IMUNIZIM,~I *m. libr.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve IMUNIZOJ, IMUNIZOHEM.
*Imunizim i përgjithshëm. Imunizimi i fëmijëve. Vër-*
*tetim imunizimi. Bëj imunizimin kunder sëmundjeve ngjitëse.*
IMUNIZOHEM *libr. Pës. e* IMUNIZOJ.
IMUNIZOJ *kal,* ~OVA, ~CAR *biol, mjek.* E bëj një organizëm që të fitojë veti a aftësi mbrojtëse për të përballuar disa mikrobe e për të mos u prekur nga disa sëmundje ose për të mos u dëmtuar nga disa helme; i jap imunitet një organizmi, bëj -që dikush të fitojë imunitet. *Imunizoj fëmijët (nxënësit).*
IMUNIZUAR (i,e) *mb.* 1. *biol, mjek.* Që ka fituar imunitet. *Organizëm i imunizuar.*
2. *fig.* Që ka fituar aftësi për t'i bërë ballë çdo gjëje të huaj e të dëmshme, që nuk mund të preket nga asgjë e huaj dhe e keqe. *imunizuar nga çdo rrezik. Nuk janë të imunizuar ndaj ideologjisë së huaj.*
IMZOT,~I *m. vjet. I.fet.* Titull që i jepej peshkopit ose kryepeshkopit.
2. Emër më të cilin shërbyesi thërriste të" zotin.
3. Emër më të cilin gruaja në disa vise të Shqipërisë thërriste burrin e vet.
INAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* L Ndjenjë shqe-tësimi, trazimi e hidhërimi që na pushton kur nxehemi me dike a për diçka; humbja e gjakftohtësisë, e du-rimit etj., zemërim, egërsim. *Inat i madh. Në inat e sipër. Mori inat. Ka inat. Shfryn (nxjerr, e përmban) inatin. E zuri (e kapi, i hipi) inati. Me vjen inat. I ra inati. Flet (përgjigjet, thërret) me inat. V tërbua (plasi) nga inati. Qan nga inati. Inati — dëmi i kokës. fj.u.*

*2.* Ndjenjë pakënaqësie, zemërimi, hakmarrjeje a armiqësie kundrejt dikujt, urrejtje për dike a për diçka; mëri. *Inate të vjetra. Mban inat me dike. S'ka me inat me të. E ka marrë inat. E kam inat dike a diçka* e urrej. *mbaj inatin* i rri i zemëruar, i mbaj mëri gjatë. *la kam inatin* ruaj ende një ndjenjë pakënaqësie, zemërimi, urrejtjeje etj. ndaj dikujt, i mbaj dikujt zemërimin e përpiqem t'ia nxjerr. *E pa me inat. la bëri për inat.*
3. Kokëfortësi, kryeneçësi. *Inat prej derri. E mori me inat një punë. Nga inati nuk e bëri.*
•*k për* inat (si për inat))'. *ndërm. për* fat të keq, për dreq. për inat *të dikujt për* të zemëruar a për të inatosur me qëllimdikë. Sa inat! *fj. ndërm.* sa keq! E bëri me inat *me dike* e bëri me bast me dike, u hëngër me ngulm me dike për një punë. S'është me inat (s'është punë inati) nuk ia del dot më të keq, nuk mund të arrish gjithnjë me force atë çka dëshiron. Ha inat *shih te* HA. Ka lidnur inat *shih te* LIDH. Ia nxori inatin *dikujt* e trajtoi keq dike a e ndëshkoi pa të drejtë në inat e sipër; gjetiu e kishte inatin e gjetiu e nxori. Nxjerr inatin (dufin) *shih te* NXJERR 28 S'vihet inat *me dike a me diçk a* nuk ia del dot me dike a me diçka, nuk mund të hahesh me të, nuk mund ta mposhtësh. Kija inatin dhe foli hakun! (kija inatin, po hakun mos ia ha!) jepi dikujt atë që i takon, vlerësoje drejt dike a punën e tij pavarë-sisht nëse të pëlqen a s'të pëlqen, rri shtrembër e fol drejt.
INATÇf,~E (. edhe INATÇESHË) *mb. bised.* 1. Që zemërohet shpejt, që humbet gjakftohtësinë, durimin etj., që nxehet shumë shpejt, gjaknxehtë. zemërak, idhnak; i rrëmbyer, i papërmbajtur. *Burrë inatçi. Vajzë inatçeshë. Kale inatçi. U be inatçi.*
2. Që mban inat shumë; hakmarrës; që ngul këmbëshumë në të vetën, kokëfortë, kokëderr. *Ishte djalë inatçi.*
3. Që ka seder të madhe, që e bën një punë me kërribëngulje e më të gjitba forcat, që i vihet diçkaje me inat.
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Inatçi i keg. Inatçeshë e madhe.*
INATOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* E bëj dike të hum-basë gjakftohtësinë, durimin etj., e zemëroj, e nxeh. *E inatosi me fjalë (me thumba, me shaka).*
INATOSEM *vetv. bised.* 1. Humbas gjakftohtësinë, durimin etj., zemërohem, nxehem, marr inat. *Inatoset shpejt. Mos u inatosi*
2. Me pushton një ndjenjë pakënaqësie, zemërimi, hakmarrjeje a armiqësie kundrejt dikujt, mbushem me mëri për dike a për diçka, mbushem me inat. *Jam inatosur shumë me të.*
3. *vet. veta III fig.* Shpërthen me fuqi, gjëmon e buçet, tërbohet (për detin, erën etj.). *Është inatosur deii (lumi). U inatos era.*
INATOSUR (i,e) *mb. bised.* 1. Q4 ka humbur gjakftohtësinë, durimin etj., i zemëruar, i nxehur. *Fliste (thërriste) i inatosur. Ishte i inatosur. Epashë të inatosur.*
*2,* Që shpreh pakënaqësi, zemërim, urrejtje, ar-miqësi etj.; që shpreh inat, me inat. *Brit më e inatosur, Zë i inatosur. Fytyrë e inatosur.*
INAUGURIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve INAUGUROJ, INAUGUROHET. *Inau-gurimi i fabrikës (i uzinës). Inaugurimi i një përmendo-reje të re. Inaugurimi i pallatit të kulturës. Dita e inaugurimi t. Preu shiritin e inaugurimit. U be inaugurimi.*
INAUGUROHET. *Pës. e* INAUGUROJ. *U inau-gurua një shkollë (një muze). U inaugurua hekurudha (rruga) e re.*
INAUGUROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Bëj një ce-
remoni zyrtare kur fillon të ndërtohet a kur përfundon së ndërtuari një vepër industriale, një rrugë etj., kur fillon veprimtarinë një institucion etj.; kremtoj vë-nien në punë a në përdorim të diçkaje, festoj fillimin e saj; përuroj. *Inauguruan uzinën (fabrikën, teatrin e ri).*
INCIDENT, ~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Ndodhi e papritur, zakonisht e padëshirueshme, që pengon punën ose që dëmton gjendjen a ecurinë e rregullt të punëve. *Incident i parëndësishëm. Nuk pati inci-dente.*
2. Ndodhi e vogël që mund të sjellë pasoja të rën-da në marrëdhëniet midis dy a me shumë shteteve. *Incident kufitar (diplomatik). Incident i rëndë. Krijoi (kurplisi, shkaktoi) një incident^ U mbyll incidenti. U vra gjatë një incidenti.*
INCIZIJM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve INCIZOJ, INCIZOHET.
*Incizimi i zërit. Incizim me magnetofon. Incizim në disqe gramafoni. Aparat incizimi.*
2. | A jo që është e regjistruar në një shirk magneto-foni a në një disk gramafoni për t'u riprodhuar; zë, këngë, pjesë, fjalim, melodi etj. e incizuar. *Incizime të reja. Incizimet e muajit.*
3. j Mbresë që mbetet në një vend të prerë pak në sipërfaqe, shenjë nga prerja që është bërë në një send; zbartlhje. *Incizime unazore. Incizim në forme T-je. Gjerësia (madhësia) e incizimit. Në vendin e incizimit.*
4. Vijë e thellë që bëjmë kur gdhendim a kur ska-Iitim diçka në dru etj. *Incizime të bukura. Incizime në dru. Qeramikëme incizime.*
INCIZOHET *tek. Pës. e* INCIZOJ.
INCIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Regjistroj në shirk magnetofoni a në disk gramafoni këngë, fja-lime, biseda etj. *Incizoj këngët (fjalimin). Incizoj me magnetofon. Incizoj në një pllakë gramafoni.*
2. Pres pak lëkurën në sipërfaqe, hap pak një plage më të prerë; shënoj më të prerë një vijë në lëvoren e një druri.
3. Bëj vija të thella kur gdhend a kur skalit diçka në dru etj. *Incizoj në dru. Incizoj qeramikën.*
IND,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Fill i tjerrë leshi ose pambuku, që thuret për së gjeri me majën kur bëjmë qilim, kur endim pëlhurë etj. *Ind pëlhure. Ma-sure të indit. Tjerr indin. Pëlhurës këqyri indin dhe fë-mijës prindin. fj. u.*
*2. fig.* Plan i ravizuar i një rruge, i një shtëpie, i një ndërtese etj., skicë. *Indi i shtëpisë. Indi i rrugës. Bëj indin e ndërtesës.*
•*k* Ind e majë a) fund e krye, me gjithçka; b) i zgjuar; i djallëzuar, dreqi vetë; ngatërrestar i madh. S'është as për ind as për majë është shumë i vogël ose shumë pak, s'mjafton për asgjë, nuk arrin. Është vetë ind e vetë majë është njeri pa njeri, ka mbetur fillikati vetëm.
IND,~I ii m. *sh.* ~E, ~ET *anat.* Lidhje a bashkim qelizash të njëllojta, që formojnë një pjesë të caktuar në organizmin e bimëve ose të frymorëve dhe që kryejnë të njëjtin funksion. *Inde bimore (shta-zore). Ind muskulor (kockor, eshtëror, nervor, dhjamor). Inde lidhëse* inde që, gjenden në mes të indeve të or-ganeve të ndryshrne për t'i lidhur njërin me tjetrin, inde që lidhin pjesët e trupit. *Ind i*

*sëmurë (i dëmtuar). Indet e një organi. Dëmtimi i një indi.*

INDEKS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *libr. shih* TRE-GUES,~I 3,4.

2. *mat.* Shenjë (numër ose shkronjë), që u vihet përbri shkronjave të një shprehjeje për t'i dalluar. *Tek Xi indeksi është* 1.

INDIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Banor vendës i Indisë ose ai që e ka prejardhjen nga India. *Indianët e vjetër.*

*2.* Pjesëtar i njërit prej fiseve ose prej popujve vendës shumë të vjetër të Amerikës, që sot jetojnë në disa vise të këtij kontinenti vetëm në pakica të vogla, pasi janë ndjekur e janë shfarosur nga kolo-nizatorët e bardhë. *Indianët e Amerikës. Kultura e indianëve. Gjuhët (zakonet) e indianëve.*

INDIAN,~E *mb. 1.* Që lidhet me Indinë ose me indianët, që është karakteristik për Indinë ose për indianët, i Indisë ose i indianëve; që është krijuar nga indianët. *Populli indian. Gjuha indiane. Letërsia in-diane.*

2. Që lidhet me indianët e Amerikës, që është karakteristik për indianët e Amerikës, i indianëve të Amerikës; që është krijuar nga indianët e Amerikës. *Fiset indiane. Gjuhët indiane. Valle (këngë) indiane. Kultura indiane.*

*it* Në varg indian *libr.* në radhë një nga një, njëri pas tjetrit (sipas zakonit të indianëve të Amerikës).INDIANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* INDIAN,

INDIFERENCË,~A . *libr.* Moskokëçarje e mos-interesim për punën, për jetën, për çështjet shoqërore etj., mospërfilljc e mungesë shqetësimi sidomos për gjëra që s'janë vetjake; të qenët indiferent. *Indife-rencë e plotë (e madhe, e palejueshme). Sheh (përgjigjet, flet, dëgjon) me indiferencë.*

INDIFERENT, ~E *mb.* 1. *libr.* Që rri mënjanë e nuk bëhet merak për çështjet që shqetësojnë sho-qërinë a të tjerët; që sheh vetëm punën e jetën e yet dhe nuk shqetësohet për asgjë kur nuk i preken in-teresat; që nuk i bën përshtypje asgjë, që nuk kundër-vepron ndaj ngacmimeve të ndryshme, mospërfillës e i ftohtë. *Qëndrim indiferent. Rri indiferent. U be (është) indiferent.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Qëndrim (sjellje) prej indiferenti.*

INDIFERENTfZËM,~MI *m. libr.* Të qenët indiferent; qëndrim a sjellje prej indiferenti, moskokëçarje, mosinteresim për punën dhe për jetën e të tjerëve, për problemet shoqërore etj., që është një shfaq-je mikroborgjeze. *Indiferentizëm politik. Shfaqje të mdiferentizmit. Lufta kundër indiferentizmit. Sillet me indiferentizëm. Bie në indiferentizëm.*

INDIGJEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Pjesëtar i popullsisë rrënjëse të një vendi (zakonisht i një po-pullsie të një kolonie ose të një vendi të largët), anas, rrënjës, vendës; *kund.* ardhës. *Indigjenë të varfër. Gjuha (zakonet) e indigjenëve. Jeta e indigjenëve.*

INDIGJEN,~E *mb. libr.* 1. Që ka lindur e ka je-tuar qysh në fillim po në një vend, anas, rrënjës, vendës, jo i ardhur (zakonisht për popujt ose për fiset e ven-deve koloniale a të vendeve të largëta); *kund.* i ardbur. *Popullsi indigjenë. Banor indigjen.*

2. Që ka të bëjë me vendet e largëta e të kolonizuara ose me popujt a me fiset e këtyre vendeve; që është krijuar nga popujt a nga fiset e këtyre vendeve; që është i vendit, që ka lindur ose që është krijuar aty ku ndodhet. *Gjuhë (kulturë) indigjenë. Bimë (flare, faunë) indigjenë.*

INDINJATË,~A . *libr.* Zemëratë. *Indinjata po-pullore. Shpreh indinjatën. Hedh poshtë me indinjatë.*

INDINJOHEM *vetv. libr.* Zemërohem nga diçka e padrejtë, mbushem me zemërim dhe shpreh urrej-tjen për diçka të padrejtë. *Indinjohem thellë (pa masë).*

INDINJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Zemëroj, mbush me zemërim e me urrejtje. *indinjoi të gjithë. Na indinjoi shumë.*

INDISHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane e grupit lindor, që fiitet në Indi, gjuha indiane.

INDIVID,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Një njeri me vete, çdo njeri i vështruar veçan midis njerëzve të tjerë, si pjesëtar i veçantë i shoqërisë, i grupit shoqëror ku bën pjesë etj. *Individi dhe shoqëria. Roli i individit. Fitoi si individ.*

*2. bised.* Fshatar, bujk, zejtar etj. që nuk është anëtar i ndonjë ekonomie të përbashkët bujqësore, që nuk punon së bashku më të tjerë në ndonjë ndër-marrje shtetërore a në ndonjë kooperativë zejtarësh etj. (në vendet ku ka prone private; para kooperimit të prodhuesve të vegjël edhe në Shqipëri). *Masa e individëve. Qëndronte (punonte) ende si individ.*

3. *spec.* Qenie e gjallë (bimë ose kafshë) e marrë veçan, një kafshë ose një bimë e vetme e vështruar në lidhje me llojin ku bën pjesë, *Individë racorë. Individ mashkull (femër). Grup individësh.*

INDIVIDUAL~E *mb.* 1. Që është karakteristik për një njeri të vetëm, që e dallon një njeri nga të tjerët, që është vetëm për atë; që lidhet vetëm me një njeri, i veçantë për secilin. *Cilësi (aftësi, veti, tipare) individuale. Jetë (botë, psikologji) individuale. Për-gjegjësi individuale. Shfaqje individuale.*

2. Që ka të bëjë me një njeri të vetëm; që i përket një njeriu, që e zotëron një njeri, që është prone e një individi; që nuk është i përbashkët, që nuk është shtetëzuar, vetjak; *kund.* i përbashkët; kolektiv. *Prone (ekonomi) individuale. Kopsht individual.*

3. Që është vetëm për një njeri; që bëhet ose që prodhohet nga një njeri i vetëm; i veçantë për secilin, që bëhet për secilin me vete. *Punë (detyrë, normë) individuale. Plan individual. Lojë (garë) individuale. Lexim (mësim, studim) individual. Ndihmë individuale. Page individuale. Klasifikimi individual për femra (për meshkuj). sport. Në mënyrë individuale.*

*4.* Që punon si individ (në kuptimin 2 — për fsha-tarët e zejtarët). *Bujk (zejtar) individual. Fshatarësia individuale.*

INDIVIDUALIST, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që
vë interesat e veta mbi ato të shoqërisë, ai që sheh vetëm a me shumë se çdo gjë interesin vetjak, ai që shfaq individualizëm në punë, në sjellje etj. *Individualist i madh. Qëndrim (veprim) prej individualisti.*

INDIVIDUALIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me indi-vidualizmin, që i përket individualizmit, që mbështetet në individualizëm; që karakterizohet nga individua-lizmi; që është karakteristik për individualistin. *Prirje (pikëpamje) individualiste. Botëkuptim (koncept, qëndrim) individualist. Psikologji individualiste. Njeri individualist.*

INDIVIDUALtSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* INDIVIDUALIST,~I.

INDIVIDUALITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Të-

rësia e veçorive karakteristike dhe e tipareve të ve-çanta që shquajnë një individ nga një tjetër; njeriu si bartës i tipareve të veçanta dhe si individ që shquhet nga të tjerët; të qenët i ndryshëm nga të tjerët, të qenët diçka me vete. *Individualiteti kombëtar. Indivi-dualitet i theksuar (i dallueshëm). Individualiteti i një njeriu (i një kafshë, i një sendi).*
*2. art., let.* Tërësia e tipareve dhe e veçorive individuale të krijimtarisë së një artisti a shkrimtari në organizimin e përmbajtjes dhe të formes artistike, që përcaktohen nga botëkuptimi i tij dhe që e dallojnë atë nga të tjerët. *Individualitet krijues. Individualiteti i shkrimtarit (i artistit).*
INpiVIDUALlZËM,~MI *m.* I. Parim karakteristik për shoqërinë ku sundon prona private dhe sidomos për botëkuptimin e për moralin borgjez, i cili ia kundërvë individin kolektivit, duke theksuar se individi është forca lëvizëse kryesore në shoqëri, është i pavarur prej saj e ka të drejta të pakufizuara dhe se interesat e të drejtat e individit duhen vënë mbi interesat e të drejtat e shoqërisë; vënia e inte-resave vetjake mbi ato të shoqërisë, mbyllja në vet-vete dhe largimi nga idealet e mëdha të kohës; qëndrim e sjellje prej individualisti. *Shfaqje të individualizmit. Lufta kundër individualizmit.*2. *filoz.* Rrymë filozofike borgjeze, sipas së cilës individi nuk është i detyruar të ketë ndonjë lidhje të domosdoshme me shoqërinë dhe zhvillimi historik duhet të ketë si synim themelor zhvillimin e gjithan-shëm të individit.
INDIVIDUALIZIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes INDIVIDUALIZOJ. *Individua-lizim i personazheve (i figurave).*
INDIVIDUALIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.*
1. Veçoj një individ nga të tjerët në bazë të karak-teristikave që ka; c bëj për çdo send ose për secilin me vete.
2. *art.* E dalloj një personazh a një mjedis nga të tjerët nëpërmjet veçorive dhe karakteristikave që i ka ve^ëm ai, e karakterizoj mirë si individ ose si diçka të veçantë. *Individualizoj një personazh (një figure ariistike). E individualizon me anë të gjuhës.*
INDOEVROPIAN,~E *mb. gjuh.* Që bën pjesë në farrtiljene madhe të disa gjuhëve të afërta, ku për-fsh'ihen shqipja, indishtja, iranishtja, armenishtja, grefjishtja, latinishtja e gjuhët romane, gjuhët gjer-mahike, gjuhët sllave, gjuhët baltike, kelte etj.; që ka |të bëjë me këto gjuhë, që është veçori e këtyre gju-hëvje; që studion këto gjuhë. *Gjuhët (e gjalla, e vde-kura) indoevropiane. Shtresa indoevropiane e leksikut. Sistemi fonetik indoevropian. Familja e gjuhëve indoevropiane. Me prejardhje indoevropiane. Gjuhësia indoevropiane.*
INDOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. Shkoj indin gjatë cndjes; bëj pëlhurë, end.
*2:* Mbush me pe një vrimë të vogël a një pjesë të grisur të një stofi, të një çorapi etj. *Indoj çorapet. Indoj bërrylat e palltos.*
INDOKINEZ,~E *mb.* Që lidhet me Indokinën, që është karakteristik për Indokinën, i Indokinës; që është krijuar nga popujt e Indokinës. *Gadishulli indokinez. Vendet indokineze. Popujt indokinezë.*
INDONEZIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vend-as i Indonezisë ose ai që e ka prejardhjen nga In-donbzia.
INDONEZIAN,~E *mb.* Që lidhet me Indonezinë ose:me indonezianët, që është karakteristik për Indonezinë ose për indonezianët, i Indonezisë ose i indo-nezianëve; që është krijuar nga indonezianët. *Populli indonezian. Fshatarët indonezianë. Valle (këngë) in-done ziane.*
INDOR,~E *mb. biol.* Që ka të bëjë me indin, që i përket indit, i indit; i përbërë prej indesh. *Lëng indor. Proteina indore. Grupe indore. Tërësi indore.*
IPIDUKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *logj.* Mënyrë arsyetimi, që niset nga e veçanta për të nxjerrë të përgjithshmen; nxjerrja e një përfundimi logjik të përgjithshëm nga teza ose nga ide të veçanta a të pjesshme; përfundim i përgjithshëm që nxirret me këtë mënyrë arsyetimi; *kund.,* deduksion. *Induksion shkencor. Induksion i plotë. Metoda (mënyra) e in-duksionit. Me anë të induksionit.*
2. | *elektr.* Lindja e rrymës elektrike në një përcjellës kur ai lëviz në një fushë magnetike ose kur ndryshon fusha magnetike rreth tij. *Induksion elektromagnetik (magnetik). Motor induksioni. Rrymë induksioni. Apa-rat induksioni* aparat për prodhimin e rrymës elek-
trike të ndryshueshme me tension tëlartë, induktor. *Zvogëlimi i induksionit. Elektrizim me induksion.*
INDUKTIM,~I *m. spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve INDUKTOJ, INDUKTOHET. *Induktim nervor. Induktimi i rrymës. Induktimi i forces elektro-motore. Përfundoj (përgjithësoj) me anë të induktimit.*
INDUKTlV,~E *mb.* 1. *logj.* Që ka të bëjë me in-duksionin si mënyrë arsyetimi; që bazohet tek induksioni a që nxirret me anë të induksionit; *kund.* de-duktiv. *Arsyetim induktiv. Logjikë (analizë, metodë) induk'tive. Përfundime (pyetje) induktive.*
*1. elektr.* Që ka të bëjë me induksionin si dukuri fizike; që prodhohet a që përftohet me anë të induksionit. *Rezistencë induktive. Ngarkesë induktive.*
INDUKTOHET. *Pës. e* INDUKTOJ.
INDUKTOjyoW., ~OVA, ~UAR. 1. *logj.* Nxjerr një përfundim logjik duke u nisur nga e veçanta ose e pjesshmja për të arritur tek e përgjithshmja; kaloj nga tezat e veçanta në tezat e përgjithshme; *kund.* deduktoj.
2. *vet. v. HI elektr.* Prodhon rrymë elektrike me anë të induksionit (aparati, elektromotori etj.). *In-dukton rryma të ndryshme.*
INDUSTRI,~A. *sh.* ~, ~TË. Degë e ekonomisë kombëtare që merret me nxjerrjen e pasurive nën-tokësore, me shfrytëzimin e burimeve të ndryshme ener-gjetike, me përpunimin e lëndëve të para dhe me ga-titjen e prodhimeve të ndryshme; tërësia e uzinave, e kombinateve, e fabrikave, e minierave etj., që shër-bejnë për prodhimin e madh e të mekanizuar të të mirave materiale në përgjithësi ose për nevoja e që-llime të veçanta. *Industri e zhvilluar (e fuqishme, e re). Industri socialiste (shtetërore). Industri kapitaliste (private). Industri nxjerrëse (përpunuese). Industria e rëndë* industria që merret me prodhimin e mjeteve të prodhimit. *Industria e lehtë* industria që përgatit sendet e përdorimit të gjerë. *Industria mekanike (ki-mike, energjetike, ushqimore). Industria e naftës (e qymyrgurit, e tekstileve, e sheqerit, e letrës, e këpucëve, e ndërtimit të makinave, e armatimeve). Industria dhe bujqësia. Degët e industrisë. Zhvillimi i industrisë. Ministria e Industrisë. Ngre (krijoj, rimëkëmb) in-dustrinë.*
INDUSTRIAL,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me indus-trinë ose me prodhimet e saj, që i përket industrisë, i industrisë; që përdoret në industri, që shërben si lëndë e

parë në industri ose që prodhohet a përpunohet nga industria. *Prodhimi i përgjithshëm industrial. Ndërmarrje industriale. Përpunim industrial. Bimë industriale* bimë që shërben si lëndë e parë për indus-trinë. *Artikuj industriale. Prodhime (mallra) industriale. Proletarian industrial* proletariati i fabrikave dhe i uzinave. *Revolucioni industrial* kalimi i gjerë nga prodhimi me punë krahu a dore në prodhimin e madh me makina.
2. Që ka industri të zhvilluar; që ka shumë fabrika, uzina e miniera. *Vend industrial. Qendër (zone) industriale.*
3. Që përgatit specialistë për degët e ndryshme të industrisë. *Shkollë industriale.*
INDUSTRIALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pronar i një ndërmarrjeje të madhe ose i disa ndërmarrjeve industriale në vendet kapitaliste, kapitalist i madhqë zotëron fabrika, uzina etj. *Industrialistët e më-dhenj (e pasur). Bashkintet e industrialistëve. Shoqëri industrialistësh.*
INDUSTRIALIZIM,~I m. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve INDUSTRIALIZOJ, INDUSTRIA-
LIZOHET. *Industrializimi socialist. Industrializimi i vendit.*
INDUSTRIALIZOHET. *Pës. e* INDUSTRIALIZOJ.
INDUSTRIALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I.
Krijoj a zhvilloj më tej industrinë në një vend, në një krahinë, në një zone etj.
2. Zëvendësoj në procesin e prodhimit punën e dorës me punën e makinave, mekanizoj; fut në pro-dhimin e diçkaje mjetet e mekanizuara dhe zbatoj teknologjinë e metodat që janë karakteristike për industrinë. *Industrializoj prodhimin. Industrialize] ndër-timet.*
INDUSTRIALIZUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka krijuar shumë degë të industrisë, që e ka të zhvilluar industrinë; industrial. *Vende (shtete) të industrializuara.*
*2.* Që ka zëvendësuar në procesin e prodhimit punën e dorës me punën e makinave, i mekanizuar; që prodhohet me teknologjinë e me metodat e industrisë.
INERCI,~A . 1. *fiz.* Plogëti. *Ligji i inercisë. Forca e inercisë. Cast inercie.*
*2. fig. libr.* Plogështi.
*-k për* inerci *libr.* nga që e kam zakon, nga që me është bërë shprehi.
INFARKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mjek.* Vdekja e një indi a e një pjese të një organi kur prishen ose kur mbyllen enët që e ushqejnë me gjak. *Infarkt i zemrës. Infarkt i trurit (i mushkërive).*
INFEKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Prekja e një qenieje, e një organi, e një plage, e një bime etj. nga mikrobe ose nga baktere që shkaktojnë sëmundje, prajë; sëmundja që vjen nga këto mikrobe a baktere; pjesa e trupit që është prekur nga kjo sëmundje. *Infeksion i rëndë (i lehlë, i vjetër). Infeksion në dorë (në vesh, në mushkëri). Infeksionet te njerëzit (te kaf-shët, te bimët). Fole (çerdhe, vatër) infeksioni.*
INFEKTIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve INFEKTOJ, IN-FEKTOHEM. *Infektim i rëndë. Infektimi bakteriologjik (radioaktiv). Infektimi i bajameve (i dhëmbëve, i vesh-kave). Infektimi i bimëve (i kafshëve, i tokave). Rre-ziku i infektimit (nga ideologjia e huaj).*
INFEKTIV,~E *mb.* I. *shih* NGJITËS,~E. *Sëmundje infektive.*
*2. si em. ~, ~ m. mjek., bised.* Reparti i sëmundje-ve ngjitëse në një spital. *Të sëmurët (mjekët) e infek-tivit. V shtrua në infektiv. Punon në infektiv.*
INFEKTOHEM *vetv.* 1. Me zë një sëmundje ngjitëse, me ngjitet një sëmundje nga dikush tjetër; marr mikrobe a baktere që japin sëmundje, marr infeksion. *Iu infektuan veshkat. Iu infektua plaga (gishti). U infektua nga myku (nga mikrobet, nga brisku).* _ 2. *fig. libr.* Marr nga një tjetër diçka të keqe nS mënyrën e jetesës, të të menduarit etj.; marr vese, të meta e shfaqje të dëmshme nga jashtë ose nga një i huaj. *U infektua nga ideologjia e huaj (nga parullat e armikut). Nuk infektohet lehtë.*
INFEKTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I ngjit dikujt një sëmundje, i jap sëmundjen që e kam unë; bëj që të marrë mikrobe a baktere një qenie, një organ, një plage, një bimë etj., përhap tek të tjerët mikrobe e baktere që shkaktojnë sëmundje, praj. *Me infektoi dorën (këmbën). Infektoi plagën. E infektoi rëndë (keq).*
*2. fig. libr.* I jap dikujt diçka të keqe në mënyrën e jetesës, të të menduarit etj.; bëj që dikush të marrë vcse, të meta e shfaqje të dëmshme.
INFEKTUAR (i,e) *mb.* Që është infektuar nga diçka a nga dikush. *Plage e infektuar. Bimë e infektuar. Mjedis (ajër) i infektuar. Ujëra të infektuara.*
INFERMIER,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës i shërbimit mjekësor me arsim të posaçëm, Qe ndihmon mjekun duke kryer detyra ndihmëse në spitaie, në ambulanca e në infermieri. *Infermierët e spitalit. In-fermieri i ambulances (i lagjes). Infermieri i rojës (i nates). Shkollë infermierësh. Punon si infermier.*
INFERMIERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* INFERMIER,~I. *Infermierja e shërbimit. Kurs për infermiere.*
INFERMIERI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Dhoma e infermierëve në një spital, në një institution shën-detësor etj.; vend i caktuar për mjekimin e të së-murëve në spitale, në reparte ushtarake, në ndërmarr-je, në konvikte, shkolla etj. *Infermieri ushtarake. Infermieria e shkollës (e ndërmarrjes). Punon në infermieri.*
2. Profesioni i infermierit. *Kurse për infermieri. Mbaruan infermierinë.,*
INFLACION,~I *m. ek.* Vënia në qarkullim e një sasie më të madhe kartëmonedhash se sa janë nevojat e vërteta të qarkullimit të mallrave, që sjell si pasojë zhvlerësimin e kartëmonedhës, ngritjen e çmimeve e uljen e fuqisë blerëse të punonjësve dhe që i shërben' pasurimit të mëtejshëm të një grushti monopolistësh (dukuri e zakonshme në vendet ka-pitaliste). *Rritja e inflacionit. Pasojat e inflacionit.*
INFLUENCË,~A . *libr. shih* NDIKIM,~I. *Njeri* me *influence. Sferat (zonat) e influences. Ka influence.*
INFLUENCOHEM *pës. libr. shih* NDIKOHEM.
INFLUENCOJMa'-, ~OVA, ~UAR *libr. shih* NDIKOJ.
INFORMATION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Njoftirn që marrim për diçka, t& dhëna për gjendjen e punëve në një fushë të caktuar, për veprimtarinë e dikujt, për një ngjarje etj.; kumtim a lajm që jepet për dike a për diçka. *Informacion javor (mujor, vjetor). Information politik (shkencor, teknik). Informacion me gojë (me shkrim). Burim informacioni. Jap informacion. Kërkoj (marr) një informacion.*
*2.* Veprimtari që synon të marrë e të jape njoftime e të dhëna për dike a për diçka; vendi ku punojnë ata që

merren me këtë veprimtari. *Zyra e information^. Nëpunësi i informacionit.*

INFORMATË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Njo-ftim që marrim për diçka, kumtim për dike a për diçka, informacion; e dhënë që nxjerrim gjatë hetimit për të zbuluar të vërtetën. *Informatë e saktë (e rreme, e gabuar, e dyshimtë). Informata ushtarake (shkencore, politike). Informata të plota. Kërkoj (marr, mbledh, jap) informata.*INFORMATIV,~E *mb.* Që shërben për të dhënë njpftimet e nevojshme; që jep të dhënat e kërkuara; që përmban informata. *Buletin informativ. Byro informative. Rrjet (shërbim) informativ.*

INFORMATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që mbledh të dhëna për të zbuluar të vërtetën; ai që punon, za-konisht fshehtas, për të grumbulluar të dhëna e njof-time për dike a për diçka dhe që ia jep këto dikujt tjetër, ai që merr dhe jep informata. *Informator i zoti (i 2gjuar, i guximshëm). Rrjeti i informatorëve. Sipas njoftimeve të informatorëve.*

INFORMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve INFORMOJ, INFOR-
MOHEM. *Informim i gjithanshëm. Informimi i masave.*
2. Informatë.

INFORMOHEM. *Pës. e* INFORMOJ. *Nga sa infprmohemi...*

JNFORMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Njoftoj për diçka, jap të dhëna për gjendjen e punëve në një fushë të:caktuar, për veprimtarinë e dikujt, për një ngjarje etjl; kumtoj për dike a për diçka, bëj të ditur a laj-mëroj për një gjë. *Informoj të pranishmit (masat). Infprmojnë njëri-tjetrin. Informoj për punën (për ngjar-jet e fundit). Informoj drejt.*

INFORMUAR (i,e) *mb.* Që është vënë në dijeni për diçka, që ka marrë njoftime a të dhëna për gjendjen e punëve në një fushë të caktuar, për veprimtarinë e dikujt, për një ngjarje etj.; që i është bërë e ditur diçka, që ka marrë informata. *Qarqe të infor-muara. Jam i informuar.*

INGRANAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *tek.* Rrotë e dhëmbëzuar që shërben për të përçuar lëvizjen në një mekanizëm; sistem rrotash të dhëmbëzuara që ngërthehen njëra me tjetrën dhe që përçojnë një lë-vizje. *Ingranazhi kryesor. Ingranazhi i boshtit. Rrota e ingranazhit. Grupi i ingranazheve. Lëviz me anë të ingranazheve.*

2. *fig. libr.* Ndërtimi e funksionlmi i brendshëm i diçkaje, që përbëhet nga disa pjesë a njësi të cilat karpë Iidhje e bashkëveprojnë njëra me tjetrën; pjesë përbërëse e ndërtimit ose e sistemit të diçkaje dhe mëhyra se si punon, se si vihet në lëvizje etj. ky sistem. *Ingranazhet e shtetit (e ushtrisë, e ekonomisë, e t'regtisë, e organizatës). Ingranazhi i burokracisë.*

INICIATIVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Nismë. *Iniciativë revolucionare (e guximshme, e re). Iniciativa e masave (e klasës punëtore, e rinisë). Me iniciativën e vet. Linden një sërë iniciativash. Marr (përhap, për-qafoj, thelloj, mbështet, përkrah) një iniciativë. Marr iniciativën. Ia marr iniciativën dikujt* nuk e )ë dike (që ka filluar një punë a veprimtari) të vazhdojë e të veprojë i pari dhe filloj të veproj vetë para tij. *Marr iniciativën në duar* filloj të veproj unë i pari. *Kam iniciativën në dorë* veproj unë i pari; ia jap unë drej-timin një pune. *shpëtoi iniciativa nga dora (nga duart)* la njjë tjetër të veprojë i pari.

2J Aftësi për të parë i pari e në mënyrë të pavarur në punë a në jetë, për të filluar një punë e për të vetë-vepruar, për t'i dhënë shtysën e parë diçkaje ose për të nxitur të tjerët të ndërmarrin një punë; vetëveprim. *Shpirt iniciativë. Njeri me iniciativë. Ka iniciativë.*

• Iniciativë ligj vënëse *drejt.* nismë
ligj^yënëse.

INICIATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që can
i pari në punë a në jetë, ai që fillon i pari një punë a një veprimtari, ai që i jep shtysën e parë diçkaje ose që nxit të tjerët të ndërmarrin diçka; nismëtar, nismës. *Iniciatori kryesor. Iniciator revolucionar. Ini-ciator i lëvizjes (i garave). Është iniciatori i kësaj pune.*

*2. si mb.* ~, ~E. Nismëtar. *Komiteti (vendi) iniciator.*

INKANDESHENT,~E *mb. spec.* I nxehur aq shumë sa zbardhet, i nxehur derisa bëhet i ndritshëm; që kur nxehet shumë ndriçon. *Trup (hekur, tel, përcjeltës) inkandeshent. Llambë inkandeshente. Gaze inkande-shente. Në gjendje inkandeshente. Bëhet inkandeshent.*

INKUBACION,~I *m. spec.* 1. Koha që kur mikro-bet a bakteret hyjnë në një organizëm deri kur shfa-qen shenjat e para të sëmundjes, periudha gjatë së cilës sëmundja zhvillohet pa u vënë re, në mënyrë të fshehur. *Inkubacion i shkurtër (i gjatë). Inkubacioni i sëmundjes. Koha (periudha) e inkubacionit.*

2. Kohë gjatë së cilës vezët e shpendëve qëndrojnë në inkubator për të dale zogjtë; periudhë gjatë së cilës një shpend a një kafshë ngroh vezët për të çelur zogj a përtënxjerrë të vegjlit e vet; nxjerrja e zogjve të vegjël me klloçkë ose me inkubator. *Inkubacion na-tyror* inkubacion me klloçkë etj. *Inkubacion artificial* inkubacion me inkubator. *Inkubacioni i vezëve. Vezë (fare) për inkubacion.*

INKUBATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Makinë e posaçme ku vihen vezët në të ngrohtë për të nxjerrë zogj. *Zogj inkubatori. Shtroj vezët në inkubator.*

INKUIZICION,~I *m. I: hist.* Organizatë terroriste policore e gjyqësore e kishës katolike, e themeluar në shekullin XIII, që ndiqte, burgoste e zhdukte mi-zorisht njerëzit përparimtarë, të cilët me veprën e me punën e tyre, me shpikjet, me zbulimet e me stu-dimet e tyre hidhnin poshtë dogmat fetare dhe dilnin kundër sundimit të kishës. *Koha e inkuizicionit. Gjyqi i inkuizicionit. Zjarrel (burgjet) e inkuizicionit. U dë-nua (u burgos, u dogj) nga inkuizicioni.*

*2. fig. libr.* Ndjekje e rreptë që u bëhet revolucio-narëve, njerëzve përparimtarë dhe ideve të tyre, terror.

INKUIZITOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Gjy-katës i inkuizicionit. *Pamje e egër prej inkuizitori. U gjykua (u dënua) nga inkuizitorët.*

2. *fig. libr.* Ai që vepron mizorisht kundër një tjetri, ai që e mundon dike me qëllim dhe i shkakton vuajtje të mëdha; gjykatës mizor e i pamëshirshëm.

INKURAJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve INKURAJOJ, INKURAJO-
HEM. *Inkurajim moral, lnkurajimi i kritikës (i auto-kritikës). lnkurajimi i talenteve të reja.*

INKURAJOHEM *libr. Pës. e* INKURAJOJ; *kund.* shkurajohem,

INKURAJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr. 1.* I jap zemër e guxim dikujt, e bëj me trim dhe e mbush me besim, e bëj ta ndiejë veten më të sigurt; e gjallëroj dhe e nxit për diçka; *kund.* shkurajoj. *Inkurajon fsha-tarësinë (masat, të rinjtë). E inkurajon në punë.*

2. E nxit që të zhvillohet, i jap shtytje, e përkrah. *Inkurajoj kritikën (autokritikën). Inkurajon përhapjen e arsimit.*

INKURSION,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Futja thellën&prapavijat e armikut për veprime lufurake të shpej-ta; sulm i papritur e i shpejtë që ndërmerret kundër qendrave të banuara ose kundër objekteve ti ndryshme të një vendi armik. *Inkursion i shpejtë (i menjëher-shim,* i *befasishëm). Inkursion ajror. Inkursioni i Brigades I Sulmuese. Inkursion në Veri. Ndërmorën (bënë, fittuan) një inkursion.*

2. *sport.* Sulm i shpejtë në drejtim të portës a të anës kundërshtare (në lojnat me top). *Inkursion* i *bukur ( i rrezikshëm).*

INORGANIK,~E *mb. kim. shih* JOORGANIK,~E. *Bota inorganike. Natyrë inorganike. Trupa inorganikë. Lëndë inorganike. Plehra (kripëra, bashkime) inorganike.*

*it* Kim! inorganike degë e kimisë që stu-dion përbërjen e cilësitë e lëndëvc joorganike dhe ndryshimet që ndodhin në to.

INSEKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Kandërr. *Insekt* i *dobishëm (i dëmshëm, dëmprurës). Insekt brejtës. Insekte helmuese. Insekte uji. Vezë (larva) insektesh.*

INSEKTAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Arkë për të rritur insekte; vend për të rritur dhe për të ruajtur kandrra, zakonisht për qëllime studimi a rnësimi. *Bëj (përgatit) një insektar.*

INSEKTEMBYTËS,~E *mb.* I. Që përdoret për të shfarosur insektet e dëmshme (për lëndë kimike, për helme etj.). *Helm insektembytës. Lëndë insekte-mbytëse.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Insektevrasës.

INSEKTENGRENËS,~E *mb.* Kandërrngrënës. *Zog (stipend) insektengrënës. Kafshë (bimë) insektengrënëse.*

INSEKTEVRASËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Lëndë helmuese e lëngshme a pluhur, që përdoret për të shfarosur insektet e dëmshme, insektembytës. *Zhduk (shfaros, luftoj) me insektevrasës. Spërkat (pluhuros,,bëj) me insektevrasës.*

INSPEKTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes INSPEKTOJ. *Inspektim shtetëror. Inspektime mujore (vjetore). Organet e inspektimit. Grup inspektimi. Bëj një inspektim. Vajti për inspektim.*

INSPEKTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shoh në vend punën e veprimtarinë e një njeriu, të një grupi nje-rëzish, të një institucioni, të një ndërmarrjeje etj., nxjerr përfundimet, zbuloj dobësitë e të metat, jap udhëzimet e duhura etj.; kontrolloj si është gjendja, si vete puna, si zbatohen rregullat në një ndërmarrje, në një shkollë, në një zyrë etj. *Inspektoj shkollat. Inspektoj punimet (ndërtimet).*

INSPEKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është ngarkuar zyrtarisht të inspektojë punën e veprimtarinë e një njeriu, të një grupi njerëzish, të një shkolle, të një institucioni etj. *Inspektor i përgjithshëm. In-spektor rrugor (vullnetar). Inspektori i seksionit të arsimit (i kulturës, i pyjeve, i sporteve të rënda).*

INSPEKTORAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Organ shtetëror i ngarkuar të shohë punën e ndërmarrjeve a të institucioneve të caktuara, organ që kontrollon, që jep udhëzime për diçka a që merret me zgjidhjen e diçkaje; zyra e ndërtesa e këtij organi. *Inspektorati shtetëror (rrugor, shëndetësor). Inspektorati i sigurimit teknik (i mbrojtjes, i farërave, i futbollit). Inspekto-tatet e punës. Punonjësit e inspektoratit.*

INSPEKTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* INSPEKTOR,~I. *Insptktorja e arsimit (e shëndetë-sisëj. Inspektorja e lagjes (e qytetit).*

INSPEKTORt,~A . 1. Puna e inspektorit, detyra e inspektorit

2. Inspektorat. *Inspektoria e arsimit (e kontrollit). Kontrolli i inspektorisë.*

INSTALtM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi si-pas kuptimeve të foljeve INSTALOJ, INSTALOHEM. *Instalimi i motorit (i makinerisë). Instalimi i elektrikut (i ujit). Bëj instalimin.*

*1.* Vegël, aparat, makineri, pajisje etj. që është vendosur atje ku duhet; tërësi veglash, aparatesh etj. në një fabrikë, në një laborator a në një ndër-tesë të vendosura sipas punës që kryejnë; ngrehina së bashku me pa j is jet. *Instalime elektrike (hidrau-like, industriale, ushtarake). Instalime nëntokësore. Instalim i përkohshëm (i përhershëm, i posaçëm). Instalimet e centralit (e minierës). Shkatërroj instalime l e armikut.*

INSTALOHEM *vetv. libr. I.* Gjej vend diku për të banuar a për të punuar dhe vendosem atje; zë vend, ngulem diku përgjithmonë ose për një kohë të gjatë.

2. *Pës. e* INSTALOJ.

INSTALOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Vendos pajisjet teknike, aparatet, mjetet, makineritë etj. aty ku ato duhet të punojnë; pajis me vegla, me apa-rate a me mjetet e nevojshme një fabrikë, një uzinë, një laborator etj. *Instaloj radion (aparatin, motorin, makineritë). Instaloj rrjetin elektrik (pajisjet hidraulike) në një ndërtesë.*

INSTANCË,~A • *sh.* ~A, ~AT. 1. *zyrt.* Shkallë e veçantë në një tërësi organesh shtetërore, administrative etj. që ka në dorë zgjidhjen e një çështjeje. *Instancat e ulëta (e larta). Në të gjitha instancat. Iu drejtua instances më të lartë.*

2. *drejt.* Shkallë e veçantë e një procesi gjyqësor; shkallë e gjyqit që ka të drejtë të shohë e të zgjidhë një çështje gjyqësore. *Në instancën e parë (e dytë).*

Në instance të fundit *libr. shih te* FUNDIT (i,e).

INSTINKT,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *biol.* Aftësi e lindur dhe e trashëguar te çdo lloj i qenieve të gjalla, që e bën organizmin të veprojë në mënyrë të pavetë-dijshme për t'iu përshtatur mjedisit e për t'iu për-gjigjur ndryshimeve të tij; shtysë e vetvetishme që nxit kafshët e njerëzit t'" kryejnë lëvizje e veprime të pa-vetëdijshme; shfaqja e një aftësie a shtyse të tillë. *Instinkti i të ushqyerit (i vetëmbrojtjes, i riprodhimit, i kujdesit për të vegjlit). Instinkti i nënës (i fëmijës). Instinktet e bletëve (e peshqve, e zogjve, e dhenve, e dhive, e qenve). Shkon pas instinktit. Vepron me in-stinkt.*

*2.* Prirje a dëshirë e vetvetishme dhe e forte, që e bën njeriun të mbajë një qëndrim të caktuar, të sillet e të veprojë në një mënyrë të caktuar. *Instinkt i lartë (i ulët, shtazarak, i egër). Instinkti klasor (po-litik).*

3. *fig. libr.* Nuhatje. *Instinkti i gjahtarit (i mjekut, i artistit, i rojtarit). E kuptoi (e gjeti) me instinkt.* S'e *gaboi instinkti.*

INSTITUCION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Orga-nizëm shtetëror a shoqëror, që e zhvillon veprimta-rinë e vet në një fushë të caktuar të ekonomisë, të shkencës, të arsimit, të kulturës, të jetës shoqërore, politike etj. *Institution shtetëror (shkencor, parashko-llor, shëndetësor, artistik, shoqëror). Institution idea-logjik (politik, ushtarak). Institution fetar. Institucio-net qendrore.*

2. *drejt.* Mënyrë jetese ose sjelljeje që është rre-gulluar sipas disa ligjeve, normave e zakoneve të vendosura brezpasbrezi në një shoqëri, te një popull a te një shtresë shoqërore; tërësia e normave, e ligjeve dhe e të drejtav&në një fushë të caktuar të marrë-dhënieve shoqërore. *Institution shoqëror. Institution i vjetër. Institucionet familjare. Institucioni i niartesës (i hakmarrjes). E drejta zakonore si institution.*

INSTITUT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shkollë e lartë që përgatit specialistë për një a për disa degë të ekonomisë e të kulturës, të shkencës e të teknikës; qendër për kërkime e studime shkencore në një fushë të caktuar, me disa sektorë, me laboratorë etj.; ndërtesa e kësaj shkolle të lartë a e kësaj qendre; *përmb. bised.* studentët e punonjësit që bëjnë pjesë në një shkollë a në një qendër të tillë. *Institut i lartë. Instituti bujqësor (pedagogjik, mjekësor). Institut kërkimor-shkencor. Institutiishkencave (iarteve, ifizkulturës, iprojektimit). Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë. Punonjësit e insti-tuteve. Drejtori (këshilli shkencor) i institutit. Ndërtesa e fnstitutit.*

2. *drejt. shih* INSTITUCION,~I$_2$.

INSTRUKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Udhë-zim që duhet ndjekur, shpjegime e sqarime që jepen për një çështje, për një punë etj.; përmbledhje rre-gullash, udhëzimesh etj. që duhen zbatuar kur kryhet një punë, kur përdoret një aparat etj.; libër, fletore etj. që përmban këto rregulla e udhëzime. *Instruksion i hollësishëm. Instruksione teknike. Në bazë të instruk-sioneve. Jap (marr) instruksione.*

2. *usht.* Seminar, mësim a stërvitje që bëhet për përgatitje të posaçme në një degë të caktuar; përga-titja e posaçme në një shkollë ushtarake, në një kurs etj. *Instruksion për zbulues. Shkolla e instruksionit. Qendër instruksioni.*

INSTRUKTOHEM *libr.. Pës. e* INSTRUKTOJ.

INSTRUKTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Udhëzoj dike për të kryer një punë, i shpjegoj si duhet bërë diçka, e mësoj si të veprojë, si të plotësojë një detyrë etj. *Instruktoj punëtorët e rinj. Instruktoi zbuluesit (pilotët).*

INSTRUKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Punonjës në komitetin e partisë, në komitetin e rinisë etj. që është i ngarkuar të ndjekë disa çështje dhe të udhëzojë e të ndihmojë organizatat-bazë në punën e tyre. *In-struktorët e komitetit të partisë (të rinisë). Instruktor i zones. Instruktor për punën ideologjike.*

2. Ai që udhëzon e jep mësime për të përvetësuar një mjeshtëri; ai që drejton një stërvitje. *Instruktor ushtarak. Instruktor fizkulture. Instruktori i togës. Instruktori i qendrës mësimore.*

INSTRUKTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* INSTRUKTOR,~I.

INSTRUMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Ve-gël a mjet që përdoret për të kryer një punë përdorëse.

*Instrumente matëse (prerëse, llogaritëse). Instrumente teknike. Instrumentet për operim.*

*2.* Vegët muzikore. *Instrumente muzikore (popullore, frymore). Instrumentet e harqeve. Instrumente me tela.*

*U bie disa instrumenteve.*

3. *fig.* Vegël, mjet.

Instrument i ratifikimit *dipt,* do-kument ratifikimi.

INSTRUMENTAL,~E *mb. muz.* Që është bërë posaçërisht për vegla muzikore, që luhet me vegla muzikore. *Muzikë (pjesë) instrumental. Koncert instrumental. Vepra instrumentale.*

INSTRUMENTlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *muz.* Ai që luan në një vëgël muzikore. *Instrumentistët popullore. Kurs për instrumeritistë.*

INTEGRAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mat.* Madhësi tërësore, e vështruar si shumë e pjesëve të veta pa-mbarimisht të vogla. *Integrali i caktuar i një funksioni. Integrali i pacaktuar i një funksioni* bashkësia e fun-ksioneve që kanë derivat funksionin e dhënë. *Integral i shumëfishtë. Integral sipërfaqësor.*

INTEGRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve INTEGROJ, INTEGRO-
HEM. *Integrim paqësor. Integrim ekonomik (politik, ushtarak). Rruga e integrimit.*

INTEGRITET,~I *m. libr.* Të qenët një i tërë dhe i paprekshëm; tërësi tokësore, që përbën një njësi të vetme, të pandarë e të paprekshme. *Integriteti tokësor.*

INTEGROHEM *vetv. libr.* 1. *vet. veta III.* Lidhet ngushtë më të tërën, përfshihet në një të tërë si pjesë përbërëse, e pandarë e saj; bashkohet a shkrihet në një njësi te vetme gjatë zhvillimit; *kund.* çintegrohet. *Integrohet në një sistem.*

2. *Pës. e* INTEGROJ.

INTEGROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Lidh pjesët ose anët e diçkaje në një të tërë, përfshij diçka në një të tërë si pjesë përbërëse e të pandarë të saj; bashkoj a shkrij në një njësi të vetme; *kund.* çintegroj.

INTELEKT,~I *m.* Aftësi mendore për të arsyetuar e për të gjykuar, forca e arsyes a e gjykimit; shkalla që ka arritur njeriu në zhvillimin mendor. *Intelekti i njeriut (ifëmijës, i nxënësve). Forca e intelektit. Zhvi-Himi i intelektit.*

INTELEKTUAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka
një përgatitje të veçantë në një fushë të shkencës, të teknikës, të kulturës e një formim të gjerë arsimor dhe merret kryesisht me punë mendore, njeri i punës mendore; në *sh.* inteligjencia. *Intelektualët popullore (ko-munis të). Intelektual borgjez. Shtresa e intelektualëve.*

INTELEKTUAL,~E *mb.* 1. Që ka të'bëjë me men-djen, me arsyen e me gjykimin, që i përket intelektit; mendor. *Zhvillimi intelektual. Pufië (jetë, veprimtari) intelektuale.*

*2.* Që merret kryesisht me punë mendore. *Rrethe intelektuale.*

INTELEKTUALlST,~E *mb. keq.* Që vuan nga intelektualizmi, që ka intelektualizëm; që karakteri-zohet nga intelektualizmi, që është karakteristik për intelektualin borgjez. *Shfaqje (pikëpamje, prirje, mbe-turinë) intelektualiste. Qëndrim (mendim, concept) intelektualist.*INTELEKTUALIZËM,~MI *m. keq.* Mbivlerësi-mi i punës mendore, i teorisë, i shkencës, i rolit të specialistëve e përgjithësisht i punës së intelektualëve dhe nënvlerësimi i aftësive krijuese e drejtuese të masave punonjëse, i punës prodhuese në zhvillimin shoqëror e në tërë jetën e vendit; qëndrim i lëkundshëm në jetën dhe në veprimtarinë shoqërore, që është ka-rakteristik për intelektualët borgjezë. *Intelektualizëm borgjez. Frymë (shprehje) intelektualizmi. Shaqje të intelektualizmit. Ra në intelektualizëm.*

INTELIGJENCIE,~A . Shtresë shoqërore që përbëhet nga intelektualët; *përmb.* intelektualët e një vendi. *Inteligjencia popullore (përparimtare, re-volucionare). inteligjencia e re (e vjëtër).*

INTENDENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Re-part a seksion i posaçëm që merret me furnizimin e trupave dhe me anën ekonomike e financiare në për-gjithësi; zyra e këtij

reparti a seksioni. *Intendenca e shtabit (e kompanisë, e çetës). Oficeri i intehdencës. Shërbimi i intendencës.*

INTENDENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Ai që kujdeset për furnizimin e trupave dhe për anën ekonomike e financiare në përgjithësi; ai që bën punën e ekonomit e të llogaritarit në ushtri, përgjegjës i intendencës. *Intendenti i përgjithshëm. Intendenti i shtabit (i togës, i batalionit). Detyra e intendentit.*

INTENSIFIKIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve INTENSIFIKOJ, INTENSIFIKOHET. *Intensifikimi i ekonomisë (i bujqësisë). Intensifikimi i punës (i punimeve). Intensifikimi i sulmeve. Në rrugën e intensifikimit.*

INTENSIFIKOHET *vetv. libr.* 1. Bëhet me i forte e me i thellë, fuqizohet, bëhet me intensiv; shtohet, rritet, dendësohet shumë.

2. *Pës. e* INTENSIFIKOJ.

INTENSIFIKOJ *kal.,* -^OVA, ~CAR *libr.* E bëj më të forte e më të thellë, i rrit vrultin, e fuqizoj, e bëj me intensiv; shtoj, rrit, dendësoj shumë. *Inten-sifikoj punën (punimet, stërvitjet). Intensifikon luftën (sulmet). Intensifikoi veprimtarinë.*

INTENSITET,~I m. 1. *libr*. Shkallë e lartë force, energjie, vrulli etj., më të cilën bëhet diçka, përqen-drim i madh i përpjekjeve dhe i të gjitha mundësive për të kryer diçka në mënyrë të shpejtë e të thellë, fuqi veprimi; të qenët intensiv. *Intensiteti i zhvillimit. Intensiteti i punimeve (i stërvitjeve). Intensiteti i së-mundjes. Shtimi i intensitetit. Punoj me intensitet* punoj më të gjitha forcat, me vrull e me përpjekje të mëdha.

2. *spec.* Forca e diçkaje, denduria më të cilën ndodh diçka ose shpejtësia më të cilën lëviz diçka; fuqia e një mase që, lëviz; denduri. *Intensiteti i zërit (i tin-gullit). Intensiteti i theksit. gjuh. Intensiteti i vales. Intensiteti i dritës. Intensiteti i reshjeve.* 3. *fiz.* Sasia.e ngarkesës elektrike që kalon nëpër qark në një njësi kohe, forca e rrymës elektrike; forca e fushës elektrike ose e fushës magnetike. *Intensitet elektrik (magnetik). Intensiteti i fushës elektrike (i fushës magnetike). Rritet (bie) intensiteti. Mat in-tensitetin.*

INTENSIV,~E *mb. libr.* 1. I dendur e i fuqishëm; i vrullshëm e i thellë. 2. Që siguron rendimentet më të larta nëpërmjet

shfrytëzimit sa më të mirë të të gjitha mundësive ma-teriale e teknike, organizimit sa më të përsosur të punës etj. *Metodë intensive. Ekonomi (bujqësi) intensive.*

3. *fig.* Që është plot veprimtari, që zien, shumë i gjallë. *Jetë intensive. Periudhë intensive.*

INTERES,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Vëmendje e kujdes i veçantë që tregojmë për dike a për diçka që ka rëndësi ose që na pëlqen, interesim; prirje drejt dikujt a diçkaje që na tërheq, dëshirë për t'u afruar me të, për ta njohur me mirë etj. *lnteres i veçantë (i përgjithshëm). Interesi i fëmijëve (i nxënësve, i le-xuesve). Tregim me interes. Gjë me interes* gjë që të tërheq vëmendjen a që meriton vëmendje; gjë me rëndësi. *Çështje pa interes* çështje që nuk meriton vëmendje e që nuk na tërheq, çështje pa rëndësi. *Kam (tregoj) interes për dike a për di ç k a. Rritet (shtohet) interesi. Zgjon (ngjall, paraqit) interes. Pres (shoh, lexoj, ndjek) me interes.*

*2.* Ajo që është në dobi të dikujt a të diçkaje, ajo që e kërkon e mira e dikujt a e diçkaje; gjë që të sjell përfitim; e mira, dobia. *Interesa jetësore. Interesat kombëtare (klasore, të përbashkëta). Interesi shoqëror. Interesat e klasës punëtore e të fshatarësisë. Interesat e atdheut (e shoqërisë). Përfaqësues (shprehës) i in-teresave të një klase (të një grupi, të një shteti). Ishte në interesin e tij. Kundër interesave të tij. I bashkojnë (i lidhin) interesat. Marr parasysh interesat e dikujt. Prek interesat e dikujt. Vë interesin e përgjithshëm mbi atë vetjak.*

3. *fin.* Pjesa e fitimit që nxirret me një përqindje të caktuar për të hollat që janë vënë në bankë ose që janë dhënë hua, fitim që sigurohet nga një hua a nga një kredi e dhënë; kamatë. *Interes i thjeshtë (i për-bërë). Interes batikar. Kredi me interes. Hua pa interes. Merr (paguan) interesin.*

INTERESANT,~E *mb.* 1. Që të tërheq vëmendjen a që meriton vëmendjen, që të ngjall interes; që ia vlen ta dish, që ka rëndësi ose që na duket i tillë; që na pëlqen, tërheqës. *Ngjarje (ndodhi) interesante. Temë interesante. Roman (tregim) interesant. Lojë (ndeshje, shfaqje) interesante.*

*2. bised.* Që vepron krejt ndryshe nga ç'pritet prej tij; i tillë që s'ta pret mendja, i çuditshëm. *Njeri interesant! Paska qenë interesant ai!*

INTERESIM,~I *m.* Vëmendje e kujdes i veçantë që tregojmë për dike a për diçka, përqendrim i vë-mendjes, i mendimit etj., interes; pjesëmarrje e gjallë e me dëshirë në një punë, në një çështje etj. *Interesim i madh (i gjallë, i vazhdueshëm). Interesimi për më-simet (për folklorin, për sportin). Mungesë- interesimi. Tregoi (ngjalli) interesim. Ndjek me interesim.*

INTERESOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Për-qendroj vëmendjen te dikush a te diçka, tregoj kujdes të veçantë për të ndihmuar një njeri a për të zgji-dhur një çështje; marr pjesë gjallërisht e me dëshirë në një punë a veprimtari, në një çështje etj. ose ndjek me kujdes të posaçëm gjendjen e zhvillimin e saj; përpiqem të mësoj diçka për një njeri a për një gjë që me pëlqen a me tërheq. *Interesohem për çështjet pohtike (për punën, për folklorin, për letërsinë, për shkencën, për artin, për sportin). Interesohem për fë-mijët (për motrën, për shokët). Interesohem të di (të marr vesh, të mësoj). Nuk interesohet fare (sa duhet).*

INTERESONoA-a., ~OI, ~UAR *(me një trajtëtë shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* 1. Me tërheq vëmendjen, me ngjall interes, me pëlqen, me tërheq. *Me intereson politika (arti, bujqësia, sporti).* 2. Është në dobi të qëllimeve a të synimeve të mia, është në të mirën time, me sjell dobi a përfitim; me plotëson kërkesat, me jep dorë. *Me intereson shumë. Nuk* i *intereson. Pak me intereson.*

INTERESUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka ose që shfaq interes për dike a për diçka, që i intereson dikush a diçka, që interesohet.

2. I Iidhur me dobinë që sjell një gjë, i lidhur drejt-përdrejt a tërthorazi me një çështje, që ka interesa për diçka. *Rrethet (qarqet) e interesuara. Palët (ven-det) e interesuara.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Kërkesa e të interesuarit. Lajmërohen të interesuarit, U bëhet e njohur të interesuarve.*

INTERMEXO,~JA . *sh.* ~, ~T. 1. *muz.* Pjesë e vogël muzikore, që luhet me vegla zakonisht ndërmjet akteve a skenave të një opere; skeç muzikor me forme të thjeshtë. *Intermexo për piano.*

2. *art.* Shfaqje e shkurtër a numër i vogël humo-ristik që luhet ndërmjet akteve të një pjese teatrale.

INTERN ACIONALE,~JA . 1. Bashkim ndër-kombëtar i njerëzve, i grupeve shoqërore, i partive, i organizatave etj. që kanë pikëpamje e synime të përbashkëta; lidhje a shoqatë politike ndërkombëtare e forcave që kanë bindje e qëllime të njëjta; ndërkombëtare. *Internacionalja komuniste. Internacionalja e parë (e Tretë), Internacionalja sodaliste. Internacionalja fshatare. Udhëheqësit e Internacionales.*

2. Emri i këngës luftarake të lëvizjes komuniste ndërkombëtare, himni ndërkombëtar i proletarëve. *Këndojmë Internacionalen. Buçet Internacionalja. Nën tirigujt e Internacionales.*

iNTERNACIONALlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që vepron e lufton duke u mbështetur në parimet e internacionalizmit dhe që i mbron këto parime; ithtar i internacionalizmit. *Internacionalist i shquar (i madh). Dëtyrë e internacionalistëve të të gjithë botës.*

INTERNACIONALlST,~E *mb.* Që vepron e lufton duke u mbështetur në parimet e internacionalizmit e që i mbron këto parime; që frymëzohet nga inter-nacionalizmi, që u përgjigjet parimeve e synimeve të. tij. *Përkrahje (ndihmë, detyrë, frymë) internacio-naliste. Qëndrim internacionalist.*

INTERNACIONALIZËM,~MI m. Ideologjia, politika dhe veprimtaria praktike e proletariatit revolu-cionar dhe e partisë së tij komuniste që synojnë për një lidhje të fuqishme e të qëndrueshme të proletarëve të të gjitha vendeve në luftën e tyre klasore për për-mbysjen e kapitalizmit dhe për fitoren e komunizmit; përkrahja e mbrojtja e lirisë, e të drejtave dhe e ba-razisë së popujve të gjithë botës, lufta kundër çdo Hoj shfrytëzimi, nacionalizmi borgjez e shovmizmi — si një nga parimet bazë të partive komuniste, të revo-lucionarëve marksistë-leninistë dhe të vendeve më të vërtetë socialiste në marrëdhëniet me partite e tjera marksiste-leniniste e me popujt e tjerë; të qenët internationalist. *Internacionalizmi proletar. InternaciOna-lizrni socialist. Parimet e internacionalizmit. Me ndje-njën e internacionalizmii. Veprojmë në frymën e internacionalizmit.*

INTERNAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Konvikt. *Drejtori (kujdestari) i internatit. Jetonin në internaf.*

INTERNlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve INTERNOJ, 1NTERNOHEM. *Internimi i të burgosurve.*

2. Dënim sipas të cilit i dënuari është i detyruar të qëndrojë në një vend të caktuar (në një fshat, qytet, krahinë etj.) për një kohë pa pasur të drejtë të largohet që andej. *dënuar me internim. U kthye nga internimi.*

1NTERNOHEM. *Pis. e* INTERNOJ.

INTERNOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Dënoj dike me internim; e dërgoj të dënuarin në vendin e inter-nimit. *internuan në ishujt e Italisë.*

INTERNUAR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që është dënuar me internim, i dënuar që është në internim. *Ikja (arratisja) e të internuarve. Lirimi i të in-ternuarve.*

INTERPELANCË,~A . *spec.* Kërkesë e posaçme që i bëhet qeverisë ose një ministri të saj në shtete borgjeze nga ana e deputetëve të parlamentit për të dhënë shpjegime për një çështje. *bënë qeverisë një interpelancë. Iu përgjegj interpelancës.*

INTERPRETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve INTERPRETOJ, INTERPRETOHET. *Interpretimi i fakteve (i ligjeve). Interpretimi i një mbishkrimi (i një veprimi, i një urdhri). Interpretimi i një roli.*

2. Mënyrë se si e shpjegon ose si e sqaron dikush një gjë, mendimi i dikujt për diçka. *Interpretim i drejtë (i gabuar). Interpretim marksist (materialist). Interpretim idealist; Interpretim zyrtar.*

3. Mënyra krijuese se si e luan dikush një rbl në një dramë ose në një vepër muzikore, si luan një valle a si këndon një këngë në një shfaqje etj. *Interpretim i bukur.*

INTERPRETOHET *libr., Pës. e* INTERPRETOJ.

INTERPRETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Shpjegoj a shkoqit diçka të errët e të vështirë për të tjerët; e paraqit a e sqaroj diçka ashtu si e kuptoj ose si e mendoj unë. *Interpreton një çështje (një dukuri, një ligj, një vendim). Interpreton faktet. Interpretoj një mbishkrim. E ihterpretoidrejt (keq). E interpreton ndryshe.*

2. Jap mendimet, ndjenjat, dëshirat a kërkesat e një tjetri; flas në emër të një tjetri, duke u bërë zëdhënës i tij. *Interpretoj dëshirat (vullnetin) e një tjetri.*

3. Luaj një rol në një dramë ose luaj një pjesë muzikore; këndoj një këngë a luaj një valle në një shfaqje. *Interpreton rolin e punëtorit. Interpreton bukur. E interpretoi me mjeshtëri të rrallë (në mënyrë ori-gjinde).*

INTERPRETUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që interpreton diçka. *Interpretues zyrtar. Interpretues i vendin:eve (i ligjeve). Interpretuesit e roteve.*

INTERVAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Koha ndërmjet dy ngjarjeve, dy dukurive a dy veprimeve, koha nga një cast në një cast tjetër, pjesë kohe, ndër-kohë; koha e pushimit ndërmjet dy akteve të një shfaq-jeje teatrale, muzikore etj., pushim i shkurtër. *Interval ishkurtër. Me intervale* kohë me kohë, here pas here;me ndërprerje pale a shumë të rregullta; me hope. *Gjatë intervaleve.*

2. Largësi a hapësirë midis dy sendeve, midis dy pikave etj.; gjatësia e njëjtë që ndan diçka në pjesë, në shkallë a në grade, pjesë gjatësie. *Interval midis dy trupave (midis dy pikave). I ndarë në intervale (metri, vizori, termometri).*

3. *muz., fiz.* Ndryshimi i një tingulli nga një tjetër që është me i lartë a me i ulët. *Interval prej një toni (prej një gjysmëtoni). Interval oktave* intervali i dy notave të njëjta në dy oktava që ndjekin njëra-tjetrën.

INTERVENCION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ndër-hyrje me dhunë e një shteti ose e disa shteteve ka-pitaliste a revizioniste në punët e brendshme të një vendi për ta pushtuar atë, për të shtypur lëvizjen re-volucionare a luftën nacionalçlirimtare ose për që-Ilime të tjera politike, ekonomike e ushtarake. *Intervention ushtarak (i armatosur). Rreziku i inter-vencionit. Organizuan një intervencion.*

INTERVENCIONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pje-sëtar i një ushtrie të një shteti kapitalist a revizionist që ka bërë intervencion; ai që bën një intervention; ndërhyrës. *Intervencionistët e huaj. Lufta kundër in-tervencionistëve.*

INTERVlSTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bisedim që bën një udhëheqës politik a shoqëror, një njeri i shquar, një përfaqësues zyrtar etj. me një gazetar për çështje të rëndësishme dhe që botohet në shtyp ose jepet në radio a në televizion. *Intervista e ministrit (e krye tar it të*

*delegations). Bëj (marr) një intervistë. I dha një intervistë. Botohet (jepet) një intervistë.*

INTERVISTOHEM *libr. Pës. e* INTERVISTOJ.

INTERVISTOJ *kal.,* ~OVA, ~pAR *libr.* Bëj një intervistë me dike; marr një intervistë prej dikujt. *Intervistoj punëtorët ( shkrimtarin, kryetarin e këshillit popullor).*

INTIM,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me ndjenjat, me mendimet a me dëshirat me vetjake e më të thella të një njeriu, që lidhet me botën e tij të brendshme; që i takon vetëm një njeriu ose vetëm një rrethi të caktuar njerëzish; që nuk e dine të tjerët a që nuk u tregohet të tjerëve, që mbahet i fshehtë. *Çështje intime. Jeta intime. Takim intim. Mbledhje intime. Flas për gjëra intime.*

2. Që lidhet me ndjenjat e ngrohta të miqësisë, të dashurisë etj., që zhvillohet ndërmjet miqsh të ngushtë, ndërmjet njerëzish shumë të afërt; miqësor, i përzemërt. *Marrëdhënie intime. Ndjenjë intime. Te-më (motive) intime.*

INTIMITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. *kryes. sh.* Ndjenjat, mendimet, dëshirat etj. me vetjake e më të thella të një njeriu; të fshehta që i takojnë vetëm një njeriu ose një rrethi të ngushtë njerëzish; çështje intime; të qenët intim. *Hyn në intimitetet e tjetrit.*

2. Lidhje e ngushtë miqësore, miqësi shumë e ngushtë, marrëdhënie shumë të afërta e të ngrohta, përzemërsi; të qenët intim me një tjetër. *Intimitet i madh. Ka intimitet me dike. Bisedoj (flas) me intimitet me dike.*

INTONACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *libr.* Ngritja, ulja e forca e zërit, si edhe mënyra e shqiptimit a e theksimit të fjalëve, kur synojmë që të shprehim sa

me mirë ndjenjat e qëndrimin tone dhe të ndikojmë te dëgjuesi; ton. *Intonation kërcënues (urdhërues, nxitës). Intonation i ngrohtë (i butë). Intonation habie (talljeje).*

*2. gjuh.* Ndryshimi i zërit në melodi dhe në ritëm gjatë të folurit, melodia dhe ritmi si organizues të fjalisë; mënyra c shqiptimit që është karakteristike për një gjuhë. *Intonation pyetës (përmbyllës, tregues). Intonacioni i fjalisë. Intonacioni në gjuhën shqipe.*

3. *muz.* Nota fillestare e një pjese muzikore, me një lartësi të caktuar, që jepet me zë a me një vegël para se të nisë të këndohet ose të luhet; tingëllim i vecantë e karakteristik i një pjese muzikore. *Intonation i përpiktë. Intonacionet e muzikës (e këngës) po-pullore.*

INTRIGANT,~I m.' *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ve-pron fshehurazi e prapa krahëve të dikujt për t'i bërë keq atij, për ta ngatërruar më të tjerët ose për ta futur në kurth; ai që thur intriga; ngatërrestar. *Intrigant i poshtër. U zbuluan (u dënuan) intrigantët.*

*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.

INTRIGANTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* INTRIGANT,~I.

INTRIGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Veprim që bëhet me qëllim të keq e prapa krahëve të dikujt për ta ngatërruar më të tjerët, për ta futur në kurth a për ta dëmtuar; punë tinëzake dhe e pabesë që dikush e bën për të arritur qëllimet e tij jo të ndershme. *In-trigë e ulët (e poshtër, e ndyrë, armiqësore, djallëzore). Intriga të imperializmit (të revizionizmit, të armiqve). Vend intrigash. Thur (bën) intriga.*

2. *let.* Një varg veprimesh të ndërlikuara e ngjar-jesh të ngatërruara, me kthesa të papritura, që zbu-lojnë interesat e qëllimet e kundërta të personazheve të një vepre letrare dhe që ndikojnë në rrjedhën e zhvillimit të subjektit të saj. *Intrigë e thjeshtë. Intriga e dramës (e romanit, e tregimit). Krijon (zgjidh) in-trigën.*

INTRIGOJ *kal.* dhe Ma.,~OVA, ~UAR. Kur-dis një intrigë për dike. *Armiqtë intrigojnë kundër nesh. Intrigonin kundër njgri-tjetrit.*

INTRIGUES,~E *mb. shih* INTRIGANT,~E.

INTUITË,~A . Aftësia e njeriut për ta njohur e për ta kuptuar realitetin drejtpërdrejt e pa ndër-mjetësinë e arsyetimit, në bazë të përvojës e të dijeve të grumbulluara që me pare; aftësi për ta kapur diçka menjëherë e drejt, për ta nuhatur shpejt e me mpreh-tësi në bazë të përvojës së fituar. *Intuitë e mprehtë (e hollë, e thellë). Intuitë politike. Intuita e nënës. Intuitë artisti (shkrimtari). Njeri me intuitë. Në bazë të intuitës. Gjej (kuptoj, kap, vlerësoj) me intuitë.*

INVALID,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka humbur pjesërisht ose tërësisht aftësinë për punë nga ndonjë sëmundje. nga ndonjë gjymttm etj. *Invalid i luftës (i punës). Invalid i grupit I (II, III, IV). Librezë*
*invalidi*

INVALIDITET,~I *m.* Paaftësi e plotë ose e pjes-shme për punë e një njeriu të sëmurë, të gjymtuar etj., gjendja e invalidit, të qenët invalid. *Invaliditet i përkohshëm. Pension (shpërblim) invaliditeti. Grupi i invalidite,tit. Shkalla e invaliditelit. Librezë invaliditeti. Ka dale në invaliditet.*

INVENTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Tërësia esendeve, e orendive dhc e materialeve të ndryshme, që i përkasin një ndermarrjeje a kooperative, një institucioni etj., që janë prone c dikujt ose që i ka në ngarkim dikush; materiale të nevojshme ose të domosdoshme për diçka. *Inventor i patundshëm (i përhershëm, i ptotë). Inventor ekonomik (sportiv). Inventor i imët* pajisje a vegla të vogla dore si sqepari, kosa, drapri, lopata etj. *Inventari i gjallë* tërësia e kafshëve të punës ose e kafshëve që mbahen për qu-mësht, për lesh, për mish etj. *Inventor i vdekur. ek.* tërësia e pajisjeve, e mjeteve dhe e veglave të ndryshme të punës. *Inventari i zyrës (i dhomës). Përgjegjësi i inventarit. E kam në inventor* e kam një send, një material etj. në ngarkim, përgjigjem unë për të.

2. Regjistrim një për një i mallrave të një magazine a të një dyqani bashkë me çmimin e tyre, që bëhet për të kontrolluar gjendjen; regjistrim një për një i të gjitha orendive e pajisjeve të një zyre etj. që bëhet për t'ia dhënë dikujt në ngarkim e për të kontrolluar here pas here gjendjen e tyre; lista a pas-qyra që përmban këtë regjistrim; inventarizim. *Inventari i materialeve (i mallrave). Inventari i tremujorit (i vitit). Bëj inventarin. Mbyllur për inventor.*

INVENTARIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve INVENTARIZOJ, INr VENTARIZOHET. *Inventarizimi i materialeve (i mallrave, i gjësë së gjallë). Procesverbali (libri) i in-ventarizimit. Përfundimet e inventarizimit. Bëj inven-tdrizimin.*

INVENTARIZOHET. *Pës. e* INVENTARIZOJ.

INVENTARIZOJ fra., ~-OVA, ~UAR. Bëj inventarin e një magazine a të një dyqani; regjistroj në inventar të gjitha orenditë, pajisjet e mjetet e ndryshme që i përkasin një ndermarrjeje a kooperative, një institucioni, një zyre etj. ose që i ka në ngarkim dikush. *Inventarizoj materialin (mallrat, gjënë e-gjallë).*

INVESTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *ek.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve INVESTOJ, INVESTO-
HET. *Investimi i kapitalit (i fondeve, i shumave të mëdha). Investim për industrinë (për mbrojtjen). Fond, investimi.*
2. *kryes. sh.* Shumë parash a kapital që investohet për diçka. *Investime themelore (kapitale)* tërësia e shpenzimeve që bëhen gjatë një periudhe të caktuar për të krijuar fonde themelore të reja prodhuese (ndër-tesa prodhimi, makineri etj.) dhe joprodhuese (ndër-tesa me karakter social, kulturor etj.) ose për për-tëritjen dhe zgjerimin e tyre. *Investime shtetërore. Investime për industrinë (për bujqësinë, për arsimin). Shuma e investimeve. Përdorimi i investimeve. Rriten investime t.*
INVESTOHET. *Pës. e* INVESTOJ.
INVESTOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. Vë një shumë parash a një kapital në një ndërmarrje industriale, bujqësore etj. për ta përdorur për ndërtime të ndryshme, për zhvillimin e ekonomisë, për rritjen e përtë-ritjen e mjeteve të prodhimit, për qëllime ushtarake etj.
INXHI,~A. *sh.* ~, ~TË. Margaritar, perlë; rrua-za të shkëlqyeshme që përdoren për zbukurim. *bdrdhë si inxhi. I ka dhëmbët si inxhi. Shkëlqen (ndrit) si inxhi.*
INXHINIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist me arsim të lartë, që bën planet e ndjek zbatimin e tyre në ndërtime të ndryshme ose që punon a drejton prodhimi n në një fushë të teknikës, të industrisë a të mbrojtjes. *Inxhinier gjeolog (mekanik, elektrik). In-xhinier ndërtimi (zbatimi, shfrytëzimi). Inxhinier py-jesh. Inxhinieri i uzinës (i fabrikës). Inxhinier për ndërtimin e makinave (për nxjerrjen e naftës). Bëhem (dal) inxhinier.*
INXHINIERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* INXHINIER,~I.
INXHINIERl,~A . Fushë e veprimtarisë ekono-mike kii punojnë inxhinierët; degë studimi për këtë fushë; specialiteti i inxhinierit, puna e inxhinierit. *Inxhinieri pyjore (elektrike, mekanike). Inxhinieri ndërtimi (tekstili). Dega e inxhinierisë. Fakulteti i inxhinierisë. Meson për inxhinieri.*
INJEKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mjek.* 1. Injek-tim. *Injeksion në ntuskul (në krah, në damar).*
2. Bar i lëngshëm, gjak etj. që shtihet me gjilpërë nën lëkurë, në muskul a në enët e gjakut me qëllim mjekimi ose me qëllime të tjera; gjilpëra me këtë lëng. *Injeksion me glukozë (me morfinë). E mbajnë me injeksione* (për një të sëmurë rëndë).
INJEKTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve INJEKTOJ, INJEKTOHET. *Injektim i drejtpërdrejtë. Injektimi i barit (i gjakut,* i *helmit,* i *mikrobeve). Injektimi i'ujit (i holluesit, i gazit, i naftës së lehtë, i çimentos). Makinë (pompë) injektimi. Përpunim me injektim.*
INJEKTOHET. *Pës. e* INJEKTOJ.
INJEKTOJ *kal,* ^~OVA, ~CAR. 1. *mjek.* Shtie me gjilpërë nën lëkurë, në muskul a në enët e gjakut një bar të lëngshëm, gjak etj. për mjekim a për qëllime të tjera, bëj një gjilpërë.
2. *spec.* Shtie brenda një sendi një lëng, një gaz a një lëndë tjetër, zakonisht nëpërmjet një gypi e me force; e mbush diçka me një lëndë tjetër gjatë ndër-timit, përpunimit a prodhimit të saj. *Injektuan ujë (gaz, hollues, naftë të lehtë, çimento).*
INJORANCË,~A . 1. Padituri, padije, mungesë arsimi. *Injorancë e madhe (e plotë). E la në injoran-cë. Dolëm nga injoranca.*
2. *keq.* Njohje fare e cekët ose shumë e kufizuar e diçkaje (zakonisht për një fushë të dijes, për një dukuri etj.); trashtinë. *Injorancë në filozofi (në po-litikë, në ekonomi).*
INJORANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri që nuk ka marrë asnjë lloj arsimi, njeri i pashkollë, i paditur.
2. *keq.* Ai që e njeh diçka në mënyrë fare të cekët ose shumë të kufizuar; ai që nuk i kupton fare gjërat ose i kupton keq ato; njeri i pagdhendur që nuk di të sil)et në jetë. *Injorant i madh. Injorant në politikë (në letërsi, në muzikë, në art).*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Kleri injorant. Klikë injorante.*
IPESHKËV,~VI *m. sh.* ~VIJ, ~VIJTË *fet.* Peshkop katolik (në vendet ku vepron kisha katolike; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
IPSILON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Emërtim i shkro-njës y të alfabetit grek, e cila përdoret në matematikëe në fizikë si shenjë e një madhësie të panjohur ose e një madhësie të ndryshueshme në varësi me një tjetër (zakonisht krahas iksit).
2. *libr.* Përdoret për të treguar në mënyrë të pa-përcaktuar dhe të përgjithësuar një njeri kur ai është i panjohur ose kur s'është nevoja t'i zëmë emrin në gojë (zakonisht krahas iksit). *Thërres iksin ose ipsi-lonin.*
IR,~I *m.* Fara e gjelit në vezë.
IRAKIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendas i Irakut ose ai që e ka prejardhjen nga Iraku.
IRAKIAN,~E *mb.* Që lidhet me Irakun ose me ira-kianët, që është karakteristik për Irakun ose për ira-kianët, i Irakut ose i irakianëve; që është krijuar nga irakianët. *Populli irakian. Kultura irakiane.*
IRANIAN, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendas i Iranit ose ai që e ka prejardhjen nga Irani.
IRANIAN,~E *mb.* Që lidhet me Iranin ose me ira-nianët, që është karakteristik për Iranin ose për ira-nianët, i Iranit ose i iranianëve; që është krijuar nga iranianët. *Populli iranian. Ekonomia iraniane. Këngë iraniane. Gjuhit iraniane* grup gjuhësh që formojnë një nga degët lindore të familjes së gjuhëve indoevro-piane.
IRANlSHTE,~JA Gjuha që flitet në Iran, gjuha iraniane.
IRAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjel.* Pasuri e patund-shme që sillte të ardhura; të ardhurat që nxirrte pro-nari prej saj. *Kishte shumë irate. Ekishteirat. Jetonle me iratin e tij* jetonte më të ardhurat e tij. *Ishte me irat* kishte të ardhura. *la trashëgim iratin.*
IREM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. *shih* IRNOHEM. 2. *fig.* Dëshpërohem, hidhërohem, brengosem; me prishet qejfi. *Iu ir zemra prej tij.*
IRËMADH,~E *mb.* Që ka guxim, që ështj trim i madh, sypatrembur. *Djalë irëmadh.*
IRlDË,~A. *sh.* ~A, ~AT *anat.* Rreth me ngjyra të ndryshme, që gjendet nën kornenë e syrit, rrethon beben dhe rregullon hapjen e mbylljen e saj sipas forces së d rites. *Iridë ngjyrë kafe. Irida e syrit.*
IRlQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Kafshë e vogël gjitare, që e ka trupin të mbuluar nga sipër me gjemba të forte dhe që mblidhet si top për t'u mbrojtur nga rreziku. *Gjembat e iriqit. Mblidhet si iriq.*

2. *mjek.* Mish i huaj që del në një pjesë të trupit a në një organ të tij dhe që është përsipër gjemba-gjemba. *Iriqi i zi* kanceri. *doli një iriq. Djeg (pres, heq) iriqin.*

Nuk rri iriqi tie plis . *u. shih te* PUS,~I I. 1 r i q d e t i *zool.* kafshë e vogël deti pa bosht kurrizor, me trup të rrumbullakët dhe me një guaskë gilqerore të mbuluar me gjemba që lëvizin.

IRIZË,~A . *mjek.* Iriqi i zi, kanceri. *Vdiq nga iriza.*

IRLANDEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendas i Irlandës ose ai që e ka prejardhjen nga Irlanda.

IRLANDEZ,~E *mb.* Që lidhet me Irlandën ose me irlandczët, që është karakteristik për Irlandën ose për irlandezët, i Irlandës ose i irlandezëve; që është krijuar nga irlandezët. *Populli irlandez. Fshatarët (luftëtarët) irlandezë. Shtypi irlandez. Gjuha irlandeze. Këngë (valle) irlandeze.*

IRLANDISHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane e grupit kelt që flitet në Irlandë, gjuha irlandeze.

IRMË,~A. Irnë.

IRNË,~A . Të murrëtyer a të nxirë që merr një rrobë nga të palarët dhe që nuk hiqet me. *Ka marrë irnë jaka. Nuk i hiqet irna.*

IRNlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve IRNOJ, IRNOHEM.

IRNOHEM *vetv. I. vet. veta III.* Merr të nxirë nga të palarët dhe nuk zbardhet me, murrëtehet (zakonisht për rrobat e bardha a në ngjyrë të çelur). *Jane irnuar çarçafët (këllëfët e jastëkëve). Është irnuar jaka.*

*2.* Nxihem, murrëtehem në fytyrë nga të ftohtët, nga zemërimi, nga frika etj. *Iu irnua fytyra (lëkura, mishi). Iu irnuan buzët. Iu irnua plaga. U irnua nga të ftohtët (nga inati).*

IRNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj të murrëtehet duke e lënë pa larë për një kohë të gjatë, e bëj të marrë irnë (zakonisht një rrobë të bardhë a në ngjyrë të çelur). *kish irnuar shumë mëngët.*

IRNOS *kal.,* ~A, ~UR. Irnoj. 1RNOSEM *vetv.* Irnohem.

IRNOSJE,~A. 1. Irnirn. 2. Irnë.

IRNOSUR O,e) *mb.* I irnuar.

IRNCAR (i,e) *mb.* 1. I nxirë nga të palarët, aq i murrëtyer, sa nuk zbardhet me (zakonisht për rrobat e bardha a në ngjyrë të çelur). *Këmishë (jakë) e irnuar.*

2. I nxirë, i murrëtyer në fytyrë etj. nga të ftohtët, nga zemërimi, nga frika etj. *Me fytyrë të irnuar. Me buzë (me duar) të irnuara.*

3. Që ka ngjyrë si të zezë, që vjen si i zi, i murrmë. *Tokë e irnuar. Mure (çati) të irnuara. Me ngjyrë të irnuar.*

IRONI,~A . 1. Tallje (për dike a për diçka) që tenet në mënyrë të hollë e të mbuluar, duke folur gjoja me gjithë mend; qesëndi. *Ironi e forte (therëse, keqdashëse). E kuptoj ironinë. Flet (qesh) me ironi. Godet me ironi.*

2. *let.* Figure stilistike, me anë të së cilës shkrim-tari, duke u dhënë fjalëve, shprehjeve etj. një kuptim të kundërt nga ai që kanë në të vërtetë ose duke bërë sikur pranon të kundërtën e asaj që mendon, përqesh e vë në lojë dike a diçka. *Përdor ironinë.*

•*it* Ironi e fatit *libr.* përdoret kur ndodh diçka që nuk pritej e as mund të mendohej, kur vjen diçka fare e rastit dhe e pagjasë ose kur diçka gjen një zgjidhje krejt të kundërt nga ajo që pritej a që duhej.

IRONlK,~E *mb.* 1. Që ka ironi, që shpreh ironi. *Buzëqeshje ironike. Vështrim ironik. Me fjalë ironike.*

2. Që rlet e sillet me ironi, që e ka zakon të qe-sëndisë. *Njeri ironik. Është ironik.*

IRRACIGNAL,~E *mb.* 1. *filoz.* Që nuk mund të kapet e nuk mund të shpjegohet nga arsyeja e nga logjika njerëzore, që nuk është racional.

2. *mat.* Që nuk mund të shprehet a të paraqitetnë trajtën e një raporti të dy numrave të plotë; qe s'është as i plotë as thyesor. *Numrat irracionalë. Shprehje irracionale* shprehje që përveç veprimeve te mbledhjes, të zbritjes, të shumëzimit e të pjesë-timit përmban dhe veprimin e hxjerrjes së rrënjës.

IRREDENTIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* 1. *hist.* Përkrahës i irredentizmit në Itali.

2. *libr.* Përkrahës i lëvizjes nacionaliste që kërkon t'i jepen vendit të tij tokat e pushtuara nga një shtet tjetër.

IRREDENTIST, ~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me irre-dentizmin ose me irredentistët, që lidhet me irreden-tizmin ose me irredentistët, që karakterizohet nga irredentizmi. *Lëvizje irredotiste.*

IRREDENTlZËM,~MI *m. libr.* 1. *hist.* Lëvizje po-litike e nacionalistëve italianë përpara dhe gjatë Luftës së parë Botërore, që kërkonte t'i jepeshin Italisë tokat me popullsi italianë të pushtuara nga Austro-Hun-garia.

2. *libr.* Lëvizje politike që kërkon të bashkohen me atdheun tokat e pushtuara nga një shtet tjetër.

ISLAM,~E *mb. fet.* Që lidhet me islamizmin, që i përket islamizmit; që mbështetet tek islamizmi. *Feja islame. Kultura islame.*

ISLAMIZËM,~MI *m.* 1. Feja e myslimanëve, myslimanizmi; botëkuptimi e zhvillimi kulturor, që mbështetet te kjo fe. *Përhapja e islamizmit. Dogmat e\ islamizmit.*

2. *përmb.* Tërësia e myslimanëve, myslimanët; bota islame.

ISLAMIZlM,—I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ISLAMIZOJ, ISLAMIZOHEM. *Islamizimi i popullsisë. Islamizim me force. Koha e islamizimit.*

ISLAMIZOHEM. *Pës. e* ISLAMIZOJ.

ISLAMIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. 1 jap di-
kiijt fenë islame, e bëj mysliman. *E islamizuan po-pullsinë me dhunë.*

*2.* E përshtat diçka sipas fesë islame, i jap karak-teristika të botëkuptimit fetar islam ose të islamizmit. *Disa figura (të përrallave, të legjendave) i islamizuan.*

ISLANDEZ,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendas i Islandës ose ai që e ka prejardhjen nga Islanda.

ISLANDEZ,~E *mb.* Që lidhet me Islandën ose me islandezët, që është karakteristik për Islandën ose për islandezët, i Islandës ose i islandezëve; që është krijuar nga islandezët. *Peshkatarët islandezë. Gjuha islandezë. Valle (këngë) islandezë.*

ISLANDlSHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane e grupit gjermanik, që flitet nëlslandë; gjuha islande-ze.

ISO,~JA. 1. Zë i njëtrajtshëm, që zgjatet pa u ndryshuar dhe që shoqëron e mbështet zërat kryesorë në një këngë me shumë zëra a një melodi. *I so e forte (e, gjatë,'e ngadalshme). Isoja labe (myzeqare). Isoja e burrave (e grave, e të rinjve). Këngë me iso. Iso, more djema, iso! Këndojmë (ia marrim) me iso. Mbaj (bëj) iso me zë (me fyell).*

2. Tingëllimë e njëjtë dhe e zgjatur që lëshon diçka. *Isoja e zileve (e këmborëve).*

I mban ison (i bën iso) *d i'k uj t keq.* e mbështet dhe e përkrah dike për çdo gjë, ia pranon a ia miraton
mendimet, fjalët etj. për t'i bëfë qejfin, i shkon pas qejfit, i mban avazin.

ISTËM,~MI *m. sh.* ~ME, ~MET *gjeogr.* Rrip i ngushtë dheu midis dy detesh, midis dy liqenesh etj., që bashkon një tokë me një tjetër. *Lidhen me istëm (dy kontinente ose dy vende). Kalon përmes istmit.*

ISTIKAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Llogore. *Is-tikamet e luftës. Bëri një istikam. U hodh në istikam. Doli nga istikami. Su tundën nga istikami. E shkulën armikun nga istikami.*

ISH- Fjalëz që vihet para një emri për të treguar se njeriu a sendi, i cili shënohet nga ky emër, ka qenë më parë i tillë. *Ish-komandanti i çetës. Ish-kryetari i komitetit. Ish-ndërtesa e Instituiit.*

ISH *pasth.* Përdoret për të trembur pulat.

^ Kur ske pula, mos bëj is!, *u. shih te* PULË,~A.

ISHA *fol.* Trajta e vetës së parë të kohës së pakryer të foljes JAM.

ISHULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Tokë në mes të detit, të liqenit a të.lumit, e rrethuar nga të gjitha anët me ujë, ujdhesë. *Ishull i vogël (i madh, i shkretë). Ishull shkëmbor (vullkanik). Ishull i banuar (i paba-nuar). Ishuj graniti (koralesh). Ishulli i Sazanit. Grupe ishujsh. Formimi i ishujve. Banorët e ishullit. Zbritën në një ishull.*

*2.* Vend i vogël a i kufizuar, i cili ka disa veçori që e dallojnë nga rajedisi rrethues; vend i veçuar dhe i shkëputur nga bota. *Ishull i gjelbër* pyll a livadh në një vend të shkretë. *Ishullpishash* pyll pishash ndërmjet drurëve të tjerë.

3. *fig.* Mjedis që dallohet prej të tjerëve nga disa tipare të veçanta; diçka pak a shumë e mëvetësishme në një vështrim të caktuar. *Ishull gjuhësor. Ishull kulturor.*

ISHULLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor i një ishulli. *Zakonet (përvoja) e ishullarëve.*

ISHULLOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me ishullin, që i përket ishullit; që është a që gjendet në një ishull. *Shtet ishullor. Qytet ishullor. Pjesa ishullore.*

2. Që përbëhet nga ishuj; që ka shumë ishuj. *Zone ishullore. Bregdet ishullor.*

ITALIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Banor vendas i Italisë ose ai që e ka prejardhjen nga Italia.

2. *bised.* Përfaqësues a pjesëtar i forcave pushtuese italianë në vendet e tjera gjatë Luftës së parë e të Dytë Botërore. *Krimet e italianëve. I hodhën italianët në det.*

ITALlAN,~E *mb.* Që lidhet me Italinë ose me italianët, që është karakteristik për Italinë ose për italianët, i Italisë ose i italianëve; që është krijuar nga italianët. *Popullsia italianë. Qytetet italianë. Bregdeti Italian. Shteti Italian. Ekonomia italianë. Gjuha italianë. Valle (këngë, muzikë) italianë. Opera italianë.*

ITALISHT *ndajf.* Në gjuhën italianë. *Flos italisht. Shkruaj italisht.*

ITALISHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane, me prejardhje nga latinishtja, që flitet në Itali dhe në disa vende të tjera, gjuha italianë.

ITINERAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Rruga që duhet ndjekur për të arritur në një vend tjetër të largët;rrugëtim; përshkrimi i një udhëtimi dhe i vendeve nëpër të cilat bëhet ky udhëtim, më të dhëna për lar-gësinë që kanë këto vende ndërmjet tyre, për kohën e nisjes e të arritjes; vija e ecjes ose e udhëtimit në një skicë a në një hartë. *Itinerari i marshimit (i garës). Itinerari i brigades (i çetës). Skica (harta) e itinerarit. Caktoj itinerarin. Ndjek itinerarin e caktuar. Eci (udhë-toj) sipas itinerarit.*

2. Rruga dhe koha e lëvizjeve të mjeteve të rre-gullta të udhëtimit; treguesi i këtyre lëvizjeve. *Itinerari i trenave (i autobusëve).*

ITH,~I i *m. krahin.* 1. Ngrohtësia e dheut, afshi i tokës. *Del ith nga dheu.*

2. Afsh; zjarrmi. *Ithi i trupit.*

ITH,~I H m. Ana e prapme, pjesa e pasme.

ITH *kal.* ~A, ~UR. I shkoj dikujt prapa, ndjek pas dike *(edhe fig.).*

ITH. I *ndajf.* Prapa, pas.

II *parafj.* Prapa, pas. *Ith meje (teje, nesh...).*

ITHI (së) *ndajf.* Nga prapa, pas krahëve. *doli për së ithi.*

ITHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ndjek me vetëdije një drejtim të caktuar në fushën e mendimit, ai që u përmbahet parimeve dhe pikëpamjeve të një rryme filozofike, politike, letrare, artistike, shkencore etj. ose të një doktrine të caktuar; përkrahës i mend-imeve e i pikëpamjeve të dikujt, nxënës e ndjekës i mësimeve të tij, përkrahës, pasues, ndjekës. *Ithtar i flaktë.*

ItJ. Trajtë e shkurtër e shkrirë e përemrit vetor e formuar nga bashkimi i trajtës së shkurtër të përemrit vetor të vetës së tretë të numrit njëjës ose shumës në rasën dhanore (i, u) dhe nga pjesëza (u) e foljeve vetvetore-pësore. *A tij iu dëgjua zëri. Iu ngjitën ma-leve përpjetë.*

IVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Një cope e qëndisur e një petku; tërësia e vijave të qëndisura përreth xhu-bletës.

IZOLANT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fiz., elektr.* Lëndë që nuk e përcjell rrymën elektrike, nxehtësinë, la-gështinë ose zërin dhe që përdoret për izolim ose për të bërë pajisje izoluese; pajisje e bërë me këtë lëndë. *Mbështjell (vesh) me izolant.*

IZOLATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *fiz., elektr. shih* IZOLANT,~I.

2. *tek.* Pajisje e posaçme e bërë me lëndë jopër-çuese që shërben për të lidhur në të dhe për të izoluar
përcjellësit c rrymës elektrike. *Izolator mbajtës (sferik). Izolator elektrik. Izolator i tensionit të lartë. Uzinë izolatorësh. Vë izolatorët në shtyllë.*

IZOLlM,~I *m. libr.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve IZOLOJ, IZOLOHEM. *Izolim politik (ekonomik). Izolimi i mureve. Tela izolimi.*

IZOLOHEM *vetv. libr.* 1. Veçohem; mbetem i veçuar nga mjedisi ku jetoj; *vet. veta HI.;* shkëputet krejtësisht një vend nga vendet e tjera, mbetet i vet-muar, pa lidhje e marrëdhënie me vendet e tjera.

2. *Pës. e* IZOLOJ.

IZOLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *libr.* Veçoj; mbaj të veçuar dike; e shkëput krejtësisht një vend nga vendet e tjera, bëj që të mbetet i vetmuar, pa lidhje e marrëdhënie me vendet e tjera. *Izoloj të sëmurin. I izoloi dimri. Nuk na izolojnë dot.*

2. *tek., elektr.* Vesh a mbështjell me veçues një përçues elektrik; e mbroj dicka nga dëmtues të ndry-shëm me anë të një mbulese a të një shtrese të pa-përshkueshme; veçoj. *Izoloj me izolant. Izoloj mirë.*

IZOLUAR (i,e) *mb. libr.* 1. Që është veçuar; që mbahet i veçuar; i shkëputur krejtësisht nga vendet e tjera, që ka mbetur i vetmuar, pa lidhje e marrëdhënie me vendet e

tjera (për vende). *Vend i izoluar. Shtëpi (dhomë) e izoluar. Nibetën të izoluar.*
2. *tek., elektr.* Që është mbështjellë a është veshur me lëndë jopërçuese, i veçuar. *Tel i izoluar. Dhomë e izoluar* dhomë e veshur me lëndë izoluese që nuk e përçon zërin a ngrohtësinë.
IZOLUES,~E *mb. libr.* Që nuk është përçues i elektricitetit, i ngrohtësisë etj.; që ka vetinë e izolimit; që përdoret për të izoluar, që izolon. *Lëndë (materiale, pajisje) izoluese. Shirit izolues. Me cilësi izoluese.*
IZOTOP,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Lloj atomi i një element! kimik, me bërthamë të njëllojtë me ato-met e tjera të këtij elementi, por që dallohet prej tyre nga masa atomike; trup i thjeshtë i të njëjtit rend me një trup tjetër në tabelën e elementeve kimike, po që dallohet prej tij nga masa e ndryshme atomike. *Izotope të ndryshme (radioaktive). Izotopet e uranit (e oksigjenit, e hidrogjenit). Vetitë e izotopeve. Për-dorimi i izotopeve. Godas (tumorin) me izotope.*
IZRAELlT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Pjesëtar i fiseve të vjetra të hebrenjve; hebre. 2. Shtetas i Izraelit.
IZRAELlT,~E *mb.* Që lidhet me Izraelin ose me izraelitët, që është karakteristik për Izraelin ose për izraelitët, i Izraelit ose i izraelitëve; që është krijuar nga izraelitët.J

# J

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e katërmbëdhjetë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja j. Tingulli j. Shkronja j. Takimi i shkronjis j me shkro-njën g ose n.*

2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja *j. J-ja e madhe (e vogël). J-ja e dorës (e shtypit).*

JA i *pj.* 1. Përdoret për të treguar dike a diçka, që gjendet zakonisht afër, që kalon pranë, që shfaqet papritur etj.; përdoret për të dëftuar diçka ose për të tërhequr vëmendjen për diçka që ndodh në afërsi, përpara syve a në kohën që flasim. *Ja shtëpia (shkolla, rruga, fshati)! Ja shokët! Ja ku qenka' Ja ku po vjen! Ja, shih këtu! Ja, zbardhi dita! Kur, ja, u duk....*

2. Përdoret me kuptim dëftor, kur zë fill tregimi, ligjërimi etj., kur ndryshojmë temën e bisedës ose kur duam të tërheqim vëmendjen për ato që do të the-mi. *Ja si ndodhi... Ja ç'pashë... Ja ç"më shkruan...*

3. Përdoret kur shprehim nxitim, shpejtim etj., afërsisht me kuptimin: "menjëherë, tashti, këtë çast".

*Ja, tashti! Ja, vajta e erdha! Ja, sa të shoh (sa të* vi-*shem, sa ta lajmëroj)! Ja, sa erdhi!*

4. Përdqret përpara përemrave vetorë e dëftorë, si edhe përpara disa ndajfoljeve, me kuptimin: "pi-kërisht". *Ja, ai e shpëtoL Ja, kjo është e gjitha. Ja, kësaj i thorn punë. Ja, ky është burrë. Ja, këtë desha të them. Ja, kështu bëhet puna. Ja, kështu duhet mend-uar (duhet mësuar).*

5. Përdoret për të shprehur qëndrimin e folësit ndaj asaj që dëgjon, që vë re etj. (zakonisht për të shprehur habi, kënaqësi, zemërim, përçmim etj.). *Ja ç'na qenka! Ja dhe puna (shpikja) jote! Ja, si të them, s'dil Ja, thoni edhe ju! Ja ç'vete bën!*

6. Përdoret zakonisht me një parafjalë a me një lidhëz kur përmbyllim një mendim, kur nisim t£ nxje-rrim përfundimin, kur shpjegojmë arsyet e dlçkaje, kur kumtojmë diçka me rëndësi ose kur fillojmë një numërim, kur flasim për diçka përfundimin e së cilës mezi e presim etj. *Ja ku na doli! Ja tek e solli fjalën! Ja dhe ky! Ja edhe diçka tjetër... Ja pse u mërzit ai! Ja pra pse veprova kështu! Ja dhe kjo punë mbaroi. Ja ku e ke, merre! Ja ku po ta them. Dhe ja. Ja dhe.*

Ja ql h£ *thjeshtligj.* s'ke ç'i bën, he pra.

JA ii *lidh.(vetëmepërsëritur).Ose...* ose..., a... a... *Ja vdekje, ja liri. Ja fol, ja rri. Ja di, ja s'di. Ja në qytet, ja në sbot. Ja e man, ja s"ka.*

*Ja i bënte, ja* s'I *bënte pesë ore gjumë (punë). Ja ishim ja s'ishim pesë vetë. Ja me ne, ja me ata.*

JABANXHI,~U m. *sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Njeri që ka ardhur nga një vend tjetër e nuk e njeh ende mirë vendin ku ka ardhur; i ardhur, i huaj. *Ishte ja-banxhi.*

JAGUAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool* Kafshë gji-tare e egër, e ngjashme me leopardin, që rron në Amerikë dhe që ushqehet me mish.

JAHNI,~A . *sh.* ~, ~TË *gjell.* 1. Gjellë me lëng, që bëhet me copa rnishi të kaurdisura, me perime (si-domos me qepë), me salcë domatesh dhe me erëza të ndryshme.

2. *përd. mb.* Që është gatuar në këtë mënyrë. *Fa-sule (thjerrëza, bamje, presh) jahni.*

*k* Mos e prish jabninë (kazanin) për një qepë! *shih te* QEPË, ~A.

JAHT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Anije e vogël me motor, me avull ose me vela, e ndërtuar kryesisht për të bërë gara sportive, për shëtitje etj.; anije e vogël. *Jaht i shpejtë. Lundroj me jaht.*

JAJË,~A *sh.* ~A, ~AT. Përdorëse e përbërë prej një shkopi dhe prej një teli të hollë, e cila shërben për të shkriftuar leshin që përpunohet për të bërë qeleshe.

JAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Kafshë e madhe përtypëse, me brirë të mëdhenj e me lesh të gjatë, e ngjashme me buallin, që jeton në malet e larta të Azi-së Qendrore dhe shërben kryesisht si kafshë barre.

JAKATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rrobacfepës që bën a që ndreq jaka palltosh, këmishësh etj.

JAKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e sipërme e palltos, e këmishës etj., zakonisht e palosur, që rrethon qafën dhe që nga ana e përparme përgjithë-sisht është e hapur; qafëz e një veshjeje. *Jake e gjerë (e ngushtë). Jake e qëndisur. Jaka e këmishës (e palltos, e mushamasë, e xhaketës, e fustanit). Jake gëzofi. Këmishi pa jakë. Me jakë të hapur (të mbyllur, të zbërthyer, të mbërthyer). Me jakë të ngrirë* me jakë të hekurosur shumë mirë ose me jakë të kollarisur. *Ngre (ul$_y$ mbërthej, zbërthej) jakën.*

2. Kapuç i madh në gunën e burrave, jakëz. *Jaka e gunës. Vë (heq) jakën.*

3. *krahin.* Dy tufa të gjata leshi që u lënë dhenve në të dy anët e qafës kur i qethin; leshi që u lënë dhenve në qafë. *Dash me jakë.•* E zuri (e kapi) për jake *dike* e kërcënoi dhe e shtrëngoi të bënte diçka.

JAKË,~NI *pasth. bised.* Eja, hajde. *Jakë ndër mend! Jakënikëtu!*

*k* Bëj (shkoj, eci) cap e jakë shkoj e vij tutje-tëhu, lëviz në të njëjtin vend lart e poshtë; sillem rrotull sa andej-këtej.

JAKËMBËRTHYER *mb.* Me jakë të mbërthyer.

JAKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Jaka e xhurdisë.

2. Kapuç i madh në gunën e burrave; kapuç i gjatë i bërë me lesh dhie, që e hedh bariu në kokë kur bie shi; llabane. *Jakëz e dhirtë. Guna pa jakëz si kë-misha pa mëngë. fj.u. lit* I ka sytë me jakëz *mospërf.* është sylesh.

JAKËZBËRTHYER *mb.* Me jakë të zbërthyer.

JAKI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Llapë që bëhet më të bardhën e vezës, me sapun, me lesh a me pambuk "tj., që ngurtësohet në një kohë të shkurtër dhe për-dpret së bashku me disa dërrasa shumë të holla për të mbeshtjellë e për të shtrënguar pjesën e ndrydhur a të thyer të një gjymtyre; llapë me sapun, me qepë, me vaj etj., që vihet në një pjesë të vrarë të trupit për ta shëruar. *Shtie jaki. I vuri jaki (në dorë, në gju, në mesj. I vajti në vend dora (këmba) me jaki.*

2. Prerje a hapje e vogël, që ia bëjmë vetë një plage, me qëllim që ajo të rrjedhë për ca kohë që të pas-trohet ose që të lehtësohen dhembjet. *hap (i çel) një jaki.*

j I çeli një jaki (të keqe) *dik ujt* e hidhëroi dike, e shqetësoi shumë, i hapi një plage.

JAKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Veshje popullore c lehtë me jakë të madhe për të mbrojtur veshët.

JAKUCE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Veshje e sipërme burrash që arrin deri në bel, me mëngë të shkurtra dhe me jakë me thekë, që punohet me lesh deleje ose me lesh deleje e dhie së bashku; thekore. *Jakuce e zezë (e bardhë). Jakuce me xhufka. Thekët e jakuces.*

JAIAI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Fushë e hapët pranë detit, pranë lumit ose në vende të tjera të ngrohta; to-kë e Icripur pranë detit; shesh, fushë. *Çonin bagëtinë ni jalli.*
*5KMjokal,* QESHË, QENË. 1. Rroj, jetoj, gjëllij. *S'është me* ka vdekur. *Qofsh me jetë! ur. Rrofsh e qofshl ur. Mos qoftël mallk. Gjithë ç'jemi. Na ishte njëherë. Sot jemi, nesër s'jemi* s'jemi të përjetshëm.
2. Ndodhem diku ose duke bërë diçka, gjendem. *Jam në shtëpi (në shkollë, në punë, në mbledhje). Do të jemi te një shok* do të vemi për vizitë te një shok. *Është në udhëtim* po udhëton. *Jam në (me) shërbim. Është nën armë (në ushtri). Jemi në valën (në zjarrin) e punës. Është në përfundim e sipër. Nuk ishin të gjithë. Jemi që jemi vac* që ndodhemi. *Jam brenda (jashtë). S'është këtu (atje). Kudo qoftë (kudo që të jetë). Ku je? Nga (ku) janë e nga (ku) s'janë* të gjithë pa për-jashtim. *Të shohim ku jemi e ku s'jemi* të shohim gje-ndjen, të shqyrtojmë punën etj.
3. Kaloj një gjendje, jetoj një gjendje të caktuar; karn një veti, një tipar, një aftësi a diçka tjetër që me vë he një gjendje të caktuar; kam arritur një gjendje të caktuar (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Është i ri (izoti, trim). Është igjatë (imadh, ishkurtër). Është e domosdoshme (e kuptueshme, e lehtë, e rëndë).*
*Qofsh i lumtur (igëzuar) ! ur. Jeni i lire! zyrt. Qenka i marrë! Sa është*?çmoshëka. *vetnti është. bised.* është shumë i zoti, s'e ka shokun. *Ishte i krimbur me para. Ishte gacë në para. A je burrë? Ishte fishek. Është lute. Jam akull. Qe nën barrë. vjet. Është gjethe plepi. Është djalli (shejtani) vetë. thjeshtligj. Është dora vetë. Është për ft pirë dollinë. Nuk është prej guri. Është bilbil (shpatë) nga goja. Është qitne e gjallë dik u sh. Është me gjashtë gishta. S"është nga ata burra. Është njeri pa njeri. Është ipunës (igojës, ifjdës, ipushkës, igishtit). Jemi të mendimit se... Është me shkollë. Ka qenë me grip. Është në moshë. Qe në merak (në qejf). Është me dallgë dik us h. S'është në gjendje (në rregull). Nuk është pa gjë. Është në hava. Është me vend. Jam me dysh. S'është në të (në vete). Je ndër mend?! Është jashtë botës. S'është në këtë botë (në këtë dynja). Është (ende, akoma, hala) te ura. S'është në ore të mira. Si je? Qofsh shëndoshë! ur. Gëzuar qofsh! ur. Të qofsha falë! ur. Është plot (bosh). Jam mirë (keq). Isha ngushtë. Isha krunde. Është kaluar. S'është dosido. S'është gjëkundi (asgjëkundi). Është në pelena dik ush. Ishte për tokë. Është për lumë. Është mbi ujë. Është (njeri) me vulë. Ishte me litar në grykë. Është në buzë të greminës (të humnerës). Ishte në ditë të hallit (për t'i qarë hallin). Është portë pazari. Është në shtratin e vdekjes. Është si grosha shtatë javë. Është me një këmbë në varr. Ishte në teh (në presë) të briskut (të shpatës, të thikës).*
4. I përkas dikujt, kam lidhje farefisnie ose lidhje të tjera me të, kam të bëj me të. *Është yni. Është i biri (e bija, e ëma). Është djali i Arbenit. Janë vëlla e motër (kushërinj, burrë e grua). Janë farefis. Janë bashkë-fshatarë (bashkatdhe tare)'. Janë të një gjaku. Janë shokë (miq) të vjetër.- Jam i popullit (i Atdheut) tim (IPartisë sime).*
5. *vet. veto III.* I përket dikujt a diçka je, është prone e dikujt a pjesë e diçka je; lidhet ngushtë me të, i takon. *Libri është imi. Kjo është për ty. Është e të gjithëve. S'është e askujt. Kjo derë është e dhomës së gjumit. Kjo burmë është e sahatit. Kjo fushë është e kooperativës. Ato kodra janë të rrethit të Durrësit. Këto banesa janë të lagjes sonë.*
6. E kam prejardhjen, vij, rrjëdh. *Jemi nga një fshat. Është nga një familje patriotësh. Është nga ma-lësia (nga Elbasani, nga rrethi i Lezhës). Ishte nga ata të malit. Ishte nga një shtresë e varfër. Nga je?*
7. Me duhet të bëj diçka, kam për të bërë diçka; kam prirjen për të bërë diçka, kam dëshirë për të, e pranoj a e pëlqej. *Jam për rrugë. Jam për t'u nisur. Jam për ta vendosur nesër. S'jam me këtë zgjidhje. S'është për punë. Jam në anën e tij* e përkrah atë. *Jam me ty* pajtohem me ty dhe të përkrah.
8. *vet. sh.* Bëhemi (si numër, si sasi). *Ishin shumë (pak, mizëri, mizë lisi). Sa ishin? Ishin pesë vetë.*
9. *vet. veta HI.* Ndodh, ngjan, bëhet; fillon. *Nesër janë zgjedhjet. Kur është mbledhja (ndeshja, shfaqja) ?*
10. *vet. veta III.* Ka. *Janë ca punë që s'i lë dot. Janë ca njerëz që... Janë shumë (mjaft, boll).*
11. *vet. veta III.* Duhet, do (me *një folje në p ask a j ore). Është për të vënë re. Është për të thënë. Është për të vënë në dukje. Janë për t'u lavdëruar. Është për të ardhur keq. Ishte për t'u bërë* do të bëhej patjetër.
12. Përdoret me folje në përcjellore dhe së bashku më të jep gjendjen ose vijimin e një veprimi. *Është duke punuar* po punon. *Isha duke mësuar* po mësoja.13. Përdoret si folje ndihmësc për të fldërtuar kohët e përbëra të foljeve pësore dhe vetvetore. *Jam rruar. Është ftohur. I janë përveshur punës. Ishte mësuar. Qe mbyllur brenda. Si qenka bëri!*
•*k* Duke qenë se (që) për arsye..., meqenëse... Në qoftë se..., në është se..., po qe se..., po të jetë si';-.,. (që... ), me kusht që..., sikur.,. Qoftë..., qoftë... edhe... edhe, si... ashtu dhe. Sido që të jetë sidoqoftë. Çpaska qenë! *iron., mospërf.* s'i gjendet shoku!, i vetmi qenka!, s'e paskam njohur! Të qoftë! merre!, e mbajtsh me shëndet!, e gëzofsh! (edhe *iron.).* Ç'është e vërteta (e drejta) *fj. ndërm. shih te* VËRTETE,~A (e). për se është cështja? *shih te* ÇËSHTJE,~A. Është (ndahet) në sbenjë *shih te* SHENJË,~A. S'është e thënë... (që...) *shih tek* THËNË,~A (e). Është (me dulcet) e odhës *shih te* UDHË,~A. Jemi (qëndrojmë) Mlok *shih te* BLLOK, ~U. Janë të një çanaku *keq. shih te* ÇANAK,~U. S'është për gjë s'di të bëjë asgjë, s'është i aftë as edhe për një gjë. Jeml (rrimë, banojmë) nën një kulra *shih te* KULM,~I.Janëshenjat që... *shih te* SHENJË,~A. Lipsur qoftë! *shih te* LIPSEM. Sa për të qenë brenda *shih te* BRENDA. Qoftë edhe një thus *shih tek* THUA, THOI. Jemi paq me njëri-rjetrin *shih te* PAQ. Nuk është punë (që bëhet) *shih te* PUNË,~A. Është (bëbet) bark e shpi-në *me dike shih te* BARK,~U. Është (e ka, shkon) gjalpe vaj *me dike shih te* GJALPË,~I. Janë gure uror *shih te* GUR,~I. Është me këmbë në yzengji *di k u sh shih tek* YZENGJI,~A. E kam (jemi) lakra (presh) në kopsht *dike (me dike) shih te* LAKËR,~RA. Janë pe për një gëzof *shih te* GËZOF,~I. Është për të lëpirë gishtat *shih te* LËPIJ. Ishte me pushkë në faqe *shih te* PUSHKË,~A. Jane (shkojnë) thikë e brisk (brisk e thus) *shih te* THIKË, ~A. Janë në thikë e në pike *shih te* THIKË,~A. Është thikë me dy presa (tehe) *shih te* PRESË,~A. Kjo është ç'është kjo është më e mira (me e bukura, më e çuditshmja etj.) nga gjithë sa kemi pare, sa kemi provuar e sa kemi dëgjuar. Them atë që është them të vërtetën, them atë që ka ndodhur në të vërtetë. Udhë e mbarë (i qoftë)! *iron, shih tek* UDHË,~A. S'është cjap për

atë zile *shih te* ZILE,~JA. Qe si qe u be si ka *shak. shih te* KA,~U. Kudo oka katërqind dërhemë është *shih tek* OKË,~A. Tymi të shkojë drejt, pa le të jetë oxhaku i shtrembër! *fj. u. shih tek* TYM,~I.

JAMAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Poçe e madhe prej balte, që përdoret për të zier gjellën. *Jamake me fasule. Vuri jamaken në zjarr.*

JAMB,~I *m. sh.* ~E, ~ET *let.* Masë vargu a këmbë në poezinë klasike, e formuar nga dy rrokje, prej të cilave e para është e shkurtër dhe e dyta e gjatë; varg i përbërë prej këmbësh të tilla, që përdorej krye-sisht në poezinë satirike; fjalë dyrrokëshe me theks në rrokjen e dytë. *Gjinia e jambit. Skema e jambit.*

JAMBALL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë bish-tajore si shkurre, me kërcell të gjatë, me gjethe vezake, me lule të mbledhura në vile dhe me rrënjë të fuqishme të drunjta, që ka një shije të ëmbël dhe që përdoret për të përgatitur barëra të ndryshme, pije etj. *Lëng jamballi.*

JAMULLt,~A . *sh.* ~, ~TË. Mbulesë e leshtë, flokëse; batanije. *Jamulli e butë (e gjerë). Mbulohem me jamulli.*

JANAR,~I *m.* Muaji i parë i vitit. *E ftohta e ja-narit. Ditët e para të janarit. Në pushimet e janarit. Një Janari* dita e parë e vitit.

JANKI *m. sh.* ~, ~TË *përb.* 1. Emër që u është ngjitur me përbuzje imperialistëve amerikanë ose pushtuesve amerikanë nga popujt e shtypur e të shfry-tëzuar prej tyre. *Dëbimi i jankive. Janki, shkoni në shtëpi!*

*2. përd. mb.* Amerikan (si imperialist, pushtues e shfrytëzues). *Agresorët janki. Imperializmi janki.*

JAP *kal.,* DHASHË, DHËNË. 1. I lë dikujt diçka në dorë, i dorëzoj një gjë; i zgjat, i nxjerr a i vë diçka përpara për ta marrë, për ta përdorur etj., dorëzoj diçka. *jap bukën (ujin, ushqimet...). I jap librin (kazmën, pushkën, rrobat, plaçkat). I jap një gotë ujë (çaj, raki, verë). I jap (foshnjës) qumësht, I jap (kafshës) tagji (bar). I jap dorën* i zgjat dorën. *Nuk e jap! Jap për diskutim (për shtyp, për botim...). E dha me qira (me para). E jap me qejf (me dëshirë). la jap në dorë. Ta jap prapë (përsëri)* ta kthej. *jap të hajë (të pijë). 1 jap hua. Ç'jep, atë merr. fj.u.*

2. I fal dikujt një gjë timen, i dhuroj diçka. *dhanë një dhuratë (një tufë lule). I dha një pale këpucë. la dha me gjithë zemër. S'të jep as sa maja e thoit (asnjë majë thai, as një majë gjilpëre).*

3. I dorëzoj a i përcjell dikujt diçka që i takon sipas punës, sipas shërbimit, sipas meritave etj.; i dorëzoj dikujt një dokument, një titull vlerësues etj. në she-një nderimi ose shpërblimi për punën, për veprim-tarinë e tij etj. *dha rrogën (pagën mujore). I dhanë flamurin. U dhanë diplomat (fletëlavdërimet). I dhanë Urdhrin e Punës (Çmimin e Republikës). I dhanë shpërblim. U dhamë votat.*

*4. bised.* Fejoj ose martoj vajzën etj. me dike. *ka dhënë vajzën (motrën, mbesën). E dha në shtëpi të mirë. Kane dhënë e kanë marrë* kanë bërë krushqi.

5. la ngarkoj, ia besoj a ia lë në dorë dikujt një punë, një detyrë etj.; e detyroj të bëjë diçka, ia vë si detyrim, si dënim etj. *jap një punë (një detyrë, një rol). Na dha detyrat (problemet, pyetjet). I dhanë punë* e futën a e vunë në punë, i gjetën punë. *Dha një goditje dënimi. sport.*

6. I bie dikujt, e godas me diçka; gjuaj, qëlloj dike a diçka me armë. *dha një grusht (një shuplakë, një shkelm). Ia dha me top (me pushkë). bised. Ta dhashë, po ikë! thjeshtligj.*

7. Arrij ose sjell diçka; nxjerr, prodhoj. *Dha pro-dhime të bollshme. Dha bereqet (pemë, grurë). Jap pak (shuntë). Jep qumësht (lopa, delja). Dha përfun-dime të mira. Do të japim mbi planin...*

8. I paraqit a i bëj të ditur dikujt një gjë, para-shtroj, i njoftoj diçka, e lajmëroj për diçka; përçoj diçka. *dha një lajm (një sihariq). Jap sqarime (prova). I jap shenjë (shenja)* njoftoj dike për diçka me she-nja, ia bëj me shenjë. *Jep muzikë (këngë, lajme). I jap emërimin. Jap me gojë (me shkrim, me telefon).*

*9. fig.* Nxjerr diçka që u drejtohet të tjerëve dhe ua paraqit atyre për ta zbatuar, për ta njohur, për të vepruar etj. *Jap një vendim* vendos për diçka. *Jap urdhër* urdhëroj. *Jap përgjigje* përgjigjem. *Jap pel-qimin tim. Jap komandën* komandoj. *Jap leje* lejoj. *jap emrin* i vë emër. *jap përkufizimin një fjale. I jap një këshillë. I dha një mësim (të mirë}.*

10. *fig.* Nis menjëherë diçka, filloj me force e me-njëherë, shpërthej; lëviz diçka me vrull. *Ia dha të qeshurit (të qarit, vajit...). Ia dha britmës (ulë-rimës). Ia dha vrapit. Ua dha këmbëve* iku me vrap. *dha trupit (vetes, shtatit)* mori hov; bëri një lëvizjetë vrullshme. *dha kokës (trupit) përpara (prapa). Uadha këmbëve.*

11. *fig.* I sjell dikujt a diçkaje një gjë, e pajis me diçka; lë në duart e dikujt një gjë për ta pasur të tijën; fa!, dhuroj. *Portia na dha shkolla (fabrika, uzina, pallate). I dha pushletin. Shkrimtari na dha një roman tëlbukur. Me jep nder* me bën me nder. *Ka dhënë dy dëshmorë për Atdheun.*

12. I krijoj dikujt lehtësi a mundësi për të bërë diçka, e lë të bëjë një gjë; lejoj të bëhet ose të ndo-dhë diçka. *dha të drejtën e fjalës. I jap mundësinë (rdstin). I jap shkak. I dhanë një rnuaj (një javë) kohë (aat). S'e jep ligji (zakoni).*

13. Veproj mbi dike, i bëj diçka, bëj që të ndë-rrojë gjendjen, të fitojë diçka etj. (zakonisht në një varg njësish frazeologjike). *jep gjallëri* e gjallëron. *I jap ngjyrë (bojë)* e ngjyros (e bojatis). *I jap ndihmë* e hdihmoj. *I jap përkrahje* e përkrah. *I jap arsim (di-turi, mësim)* e arsimoj. *I jap shkollë* e shkolloj. *I jap dritë* e ndriçoj. *dha një të shtyrë (një të rrahur, një të share)* e shtyu (e rrahu, e shau). *I dha një të puthur* e puthi. *dha Urine* e çliroi. *I jap force* e bëj të jetë me i forte. *dha fuqi* e bëri të fuqishëm. *I jap bukuri* e zbukuroj. *dha sëmundjen (gripin)* i ngjiti sëmundjen. *dha zjarrin (flakën)* e ndezi, i vuri zjarrin. *dhanë shtetësinë. I jap shpresë* e bëj të shpresojë. *dha datën* i futi frikën; e bëri të tmerrohet. *I jap të kuptojë* e bëj ta kuptojë diçka. *I jap fund* e kryej, e mbaroj, e për-fundoj.

14. Shtroj a bëj një drekë a një darkë, një pritje *etj.* me një rast të caktuar ose për nder të dikujt; dal përpara popullit me një shfaqje, me një koncert etj. *Dha një darkë (një drekë, një pritje). Dha një shfaqje (një koncert).*

15. *vet. veta III.* Krijon, formon diçka; shfaq, tregon diçka (një dukuri, një gjendje të re etj.). *Jep kripë (thartirë, nxehtësi). Ka dhënë të çara (të krisur). Jep të skuqur (të nxirë). Ka dhënë bark (anës, përpara). I dha një shprehje (një pamje) të re fytyrës.*

16. Jam në gjendje të bëj, të kryej a të krijoj diçka, të marr pjesë në një punë ose të ndihmoj për një gjë. *jep shoqërisë. Jep shumë (pak). Mund të jape ende. Kaq jep ai.*

17. *bised.* Ngas një mjet udhëtimi; vë në lëvizje diçka. *dha makinës (kamionit, biçikletës). I dha çi-krikut (dorezës). Jepi majtas (djathtas)! Jepi me shpejt! I dhe shumë!*
*I&.* edhe *jokal. vet. veta III kryes. kr. thj.* Fillon menjëherë, papritur, pa kujtuar dhe me force; shpër-then (për dukuri të ndryshme); vjen si pa u kuptuar, si papritur. *la dha një shi (një breshër, një bore, një erë). Dha mëngjesi (mbrëmja). Me jep një dhembje. Ma jep në kokë (në shpatull, në krah). la dha më të ma-dhe.*
19. *bised.* Paguaj; çmoj, vë një çmim të mundshëm (për një send që shitet nga dikush). *Sa jep ti? I dha shumë (pak). Dha pazar (pazarin).*
20. *bised.* Shes; dua ta shes. *Sa e jep ? S'e jepte as me flori.*
21. Caktoj moshën e dikujt sipas pamjes së tij të jashtme, sipas sbtatit etj. *S"i jepnin as njëzet vjet. Sa vjet i jep atij?*
22. Përdoret si pasthirrmë për të nxitur dike kur është duke bërë një punë, për t'i dhënë zemër dikujt kur kryen një veprim etj. *Jepini, forca! Jepi, more, luaji këmbët! Jepini, shokë (shoqe, burr a) I*
+ Jap (vë) alarmin *shih tek* ALARM, ~I. Dha. (hodhi, dorëzoi, la, lëshoi, uli) armët *shih tek* ARMË, ~A. I jap arsye *dikujt shih tek* ARSYE,~JA. I jap arratinë *shih tek* ARRATI,~A. Dha (bëri) ballë *shih te* BËJ. Ta jep (ta çon) në ballë *shih te* BALLË, ~I. I dha (i kalli) barut e vrau. I jap besën zotohem para dikujt, e siguroj për diçka me fjalën e nderit. I jap besë *dikujt* i besoj. I dha një bojë *shih* feBO-JË,~A. Dhashë e hot (dhashë e dhashë, dhashë e mora)
a) u përpoqa shumë më të gjitha mënyrat, më të gjitha mjetet; u mundova për një kohë të gjatë për të gjetur një zgjidhje; b) e rraha diçka nga të gjitha anët; u rreka me dike a me diçka. Të jep bukë a) është burim të ardhurash për të jetuar, të siguron mjetet e jetesës;
b) të ndihmon, të jep dorë. S'e jep burrëria *shih te* BURRËRI,~A. I jap çik *shih te* ÇIK,~U. J$_{ep}$ çikë *dikush a diçka shih te* CIKË,~A i. I dha (një) dajak (dru, kopaçe) a) e rrahu; b) e qortoi rëndë, e foli shumë ashpër, e bëri për ujë të ftohtë; c) e mundi, e rrahu (në një lojë, në një ndeshje etj.). I dha dërr-mën a) *dikujt* e përzuri, e shporri; b) *dikujt a diçkaje* e dërrmoi, e shkatërroi krejt. Jap dorën jap fjalën e besën, zotohem të zbatoj ose të plotësoj një marrëveshje, një premtim etj. I jap dorën *dikujt* e ndihmoj të kapërcejë një pengesë a një vështirësi, të dale nga një gjendje e vështirë etj., nuk e lë në baltë. Me jep dprë me ndihmon, me le-verdis, me intereson. I dha duart *dikujt* e dëboi, e përzuri, e ndoqi, e nxori jashtë. Ja jap në dorë *diçka (dikujt)* ia paraqit shumë qartë, ia bëj shumë të kuptueshme, shumë të kapshme. I dha (i vuri) drunë *dikujt mospërf.* e përzuri (nga shtëpia, nga një vend etj.); e përjashtoi (nga një organizatë, nga një mbledhje etj.). Nuk i jap dot dum *diçkaje shih te* DUM. Jepi dum punës! *shih te* DUM. I jap një duman i përvishem me vrull një pune, vë të gjitha forcat për të kryer a për të përfunduar diçka. I dha dushkun *d i k uj t shih te* DUSHK,~U. I dha dhenë *dikujt shih te* DHE,~U. I dha një dhëmb *dikujt* e qortoi rëndë, e shau që ta ndalojë për diçka, i foli një here që të frikësohej. Dha faqe *shih te* FAQE,~JA. Jep faqe *shih te* FAQE,~JA. I dha një faqe *shih te* FAQE,~JA. MOST i jep faqe *dikujt shih te* FAQE, ~JA. E jap me firmë *shih te* FIRMË,~A. Jap fjalën (e nderit) i premtoj dikujt a e siguroj për diçka, i zotohem se do të bëj a të veproj si i them. I dha Hetë (krahë) e gëzoi shumë, i dha kënaqësi të madhe dhe e bëri ta ndiejë veten të forte për një punë, e mbushi me shpresa, me guxim etj. për të bërë a për të arritur diçka. I jap frymë *dikujt* e ndihmoj dike, i gjendem pranë kur ka nevojë. I jap fund *diçkaje* e kryej, e mbaroj, e përfundoj diçka. I dha një furçë *shih te* FURÇË,~A. I dha fytyrë *dikujt* a) e mori më të mirë dike, u tregua shumë i afërt e i përzemërt; b) e përkëdheli shumë sa e prishi dike, i dha sy dikujt. I dha fytyrë *diçkaje* i aha.një trajtë të caktuar diçkaje. I jep gojës ushqehet mirë, kujdeset shumë për të ngrënë, e sheh shumë gojën. Ia dha grumbtill *dikujt shih te* GRUMBULL,~I. Jepte (merrte, fl-tonte, kishte) me grusht (me grushte) *shih te* GRUSHT, ~I. Jap gjakun (jetën) bëhem theror, bie, vdes, fli-johem për dike a për diçka të shtrenjtë. I jep gjuhës *shih te* GJUHË,~A. Jap gjyq *shih te* GJYQ,~I. I jep hajat *diçkaje shih te* HAJAT,~I. Nuk i jep hesap *dikujt shih te* HESAP,~I. I jep jetë e gjallëron, e bën të jetojë e të zhvillohet. I dha karmën *dikujt shih te* KARMË,~A. I dha kënd *shih te* KËND,~I. Jap kokënpër *dike a për diçka* e dua shumë, jap dhe jetën për të. I dha kërnallen*shih te* KËRNALLE,~JA. I jep (i bën) *lakdiçkaie shih te* LAK,~U. I dha lime *diçkaje shih te* LIME, ~A. Jap llogari jap shpjegime para dikujt për punën e kryer, për veprimet që kam bërë, përgjigjem për punën a për sjelljen time. I dha majë (fill, rrugë) punës *shih te* FILL,~I. Jep e merr *me dike* hyn e del, ka marrëdhënie të mira me dike (edhe për tregti). As jep as men- nuk bën dot gjë, ngec; s'shkon as tutje as këtej, s'lëviz nga vendi. I jep mend *shih te* MEND, ~TË. I dha munxat e munxosi. I dha partallet *dikujt shih te* PARTALLE,~JA. I dha një perdah *bised. shih te* PERDAH,~U. I jap rëndësi e vlerësoj, c çmoj. I dha rrugët (udhët) *dikujt* e dëboi nga shtëpia, e përzuri, e la pa asnjë ndihmë e përkrahje. I jep sy *shih te* SY,~RI. Jep shenjë (shenja) *shih te* SHENJË,~A. Jep shenja per... *shih te* SHENJË, ~A. I dha një sheqerkë *keq. shih te* SHEQERKË,~A. I dha shkelmin *dikujt shih te* SHKELM,~I. Po jep (po heq) shpirt (po heq për shpirt) *vjet. shih te* SHPIRT, ~I. Jep shpirtin> ë r *dike shih te* SHPIRT, ~I. I dha shpirt a) e ngjalli; b) e mbajti gjallë me pahir. Jep shpresë premton se do të ecë përpara, se do të bëhet një njeri me vlerë në këtë ose në atë fushë. I dha shuplakën *vjet.* e mori mësysh (sipas besëtytnive, kur kujtohej se një fëmijë ishte sëmurur nga që gjoja e kishin goditur hi jet a syri i keq). I jep tonin *( jetë s, mbledhjes etj.) libr. shih tek* TON,~I. I dha një thembër *shih te* THEMBËR,~RA. I dha thonjtë *dikujt keq. shih te* THUA, THOI. I jap udhë *diçkaje* e zgjidh, i gjej mënyrën e zgjidhjes; vendos si duhet bërë a si duhet vepruar. S'e jep udha *shih tek* UDHË,~A. I jap ujë (hekurit) e kalit. Nuk e jep veten a) s'e tregon shqetësimin, tronditjen etj. që e ka kapur, hiqet sikur s'ka gjë a sikur s'i ka ndodhur gjë; b) nuk thyhet përpara vështirësive, përpara vuajtjeve etj. I jap zemër *dikujt* i jap guxim, e bëj me trim dhe e mbush me besim, e bëj ta ndiejë veten më të sigurt, e gjallëroj dhe e nxit për diçka. I jap zë *d i k uj t* i bëj zë, i thërras; e lajmëroj për diçka. I dha zjarr (flake) *diçkaje* e bëri më të ashpër, e zhvilloi me me vrull, e ndez: me shumë etj. (bisedën, luftën, lojën etj.). I dha twin e ballkotit *dikujt shih te* BALLKOT,~I. I jap dorën e fundit *diçkaje shih te* FUNDIT (i, e). I dha (i la) dorë të lire *dikujt shih te* LIRE (i, e). I jep të drejtën e qytetarisë *libr. shih te*

QYTETARI,~A. Ia dha flo-kët (leshrat, veshët) në dorë a) ia shkuli flokët (leshrat, veshët); b) e rrahu mirë, ia tregoi qejfin kur i ra në dorë. Dha frymën e fundit *vjet. shih te* FRYMË,~A. I jap fuqi të plotë *drejt. shih te* PLOTË (i,e). I dha një gisht mjaltë *dikujt shih te* GISHT,~I. I dha grush-tin e fundit *shih te* FUNDIT (i, e). I dhanë (hëngri, mori) gjysmën e lekut për *cm. shih te* LEK,~U. Ia dha këpucët (opingat) në dorë *mospërf. shih te* KË-PUCË,~A. I dhanë Umtumirën e fundit *lart.* e per-collën me nderime për në varr (zakonisht për një njeri të shquar). Ia dha leckat në dorë *dikujt mospërf. shih te* LECKË,~A. I ka dhënë liri gjubës *keq. shih te* LIRI,~A. Ia dha Hokum në gojë *dikujt shih te* LLOKUM,~I. Japim e marrim me gishta *shih te* GISHT,~I. I dha mendtë në dorë *dikujt shih te* MEND,~TË. I dha nderin në dorë (në grusht) *dik ujt shih te* NDER,~I. I jap ngjyrë tjetër (të re) *shih te* NGJYRË,~A4. Nuk jep shenjë jete, *shih te* SHENJË, ~A. I jep shtrëngim *setts shih te* SHTRËNGIM,~I. U ka dhënë një thes bukë *shih te* THES,~I. I dhënça ujë me luge! *mallk. shih te* LUGË,~A. Të jep ujë me shoshë *shih te* SHOSHË,~A. S'i jep kush një gotë ujë *dikujt shih tek* UJË,~I. Të jep ujë me bisht
(me shpinë) të luges *shih te* BISHT,~I. Të jep ujë me shpinë të dorës *shih te* SHPINË,~A. S'di t'i jape ujë (as)gomarit *di k ush mospërf. shih te* GOMAR,~I. Ia dha vetë bishtin *dikujt* ia rriti vetë mentfjen, duke e marrë më të mirë e duke e lavdëruar. Të jep vezë pa të verdbë (pa të kuqe) *shih te* VERDHË,~A (e). I dha zjarr barutit *shih te* BARUT,~I. Dhashë andej, dbashë këtej (andej, këtej) *shih tek* ANDEJ. Po i dhe (po i zgjate) gishtin, të merr (të rrëmben) dorën *shih te* GISHT,~I. E jep me dorë dhe e merr me këmbë *shih te* DORË,~A. Po i dhe (po i zgjate) krabun, të merr (të rrëmben) kokën po i dhe gishtin të rrëmben dorën, aq do e s'pyet me se ç'dëm të sjell. Të jep kaun në vorbë dhe shpatën pa dorëz *shih te* VORBË,~A. Të jep thonjtë e bunt për të të nxjerrë sytë *keq. shih te* SY,~RI. Të jep një thelë e të merr (të rrëmben) një pelë *keq. shih te* THELË,~A. S'të jep as gur për të çarë kokën *përb. shih te* GUR,~I. Të shpie (të çon) në njëqind (në dyzet) çezma (në krua, në shtatë kroje) e s'të jep ujë *shih te* KRUA, KROI. I zoti e shf tellalli s'e jepy. *u. shih te* ZOTI (i). Atij s'i japin bukë, kërkon edhe gjellë *shih te* GJELLË,~A. Po nuk qau fëmija, nuk i jep nëna (e ëma) sisë (gji,të pijë) *fj.u. shih te* QAJ. Nuk hahen ato petulla që t'i jep (t'i sjell) shigjetulla *fj.u. shih te* PETULL,~A.

JAPANXH'E,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Mantel prej cohe, zakonisht në ngjyrë të kuqe të hapur, pa mëngë e me jakë të gjerë, që e vishnin grate katolike të Shkodrës.

JAPI,~A. *sh.* ~, ~TË *vjet.* Trupi i njeriut, shtati, tiparet e trupit dhe të fytyrës, pamja e jashtme e dikujt. *Me japi të madhe (të hedhur). Japi burri (grua-je). Vjen i madh (i vogël) nga japia. Si ka shtatin, ka japinë. Ishin të dy me një japi. Mos i shih japinël*

JAPONEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Japonisë ose ai që e ka prejardhjen nga laponia.

JAPONEZ,~E *mb.* Që ka të bëjë me Japoninë ose me japonezët, që është karakteristik për Japoninë ose për japonezët, i Japonisë ose i japonezëve, që është krijuar nga japonezët *Populli japonez. Ekonomia (industria) japoneze. Punëtorët japonezë. Imperialistët (militaristët) japonezë. Mëndafsh japonez. Këngë (valle) japoneze. Cjuha japoneze.*

JAPONlSHT *ndajf.* Në gjuaën japoneze. *Flet japonisht.*

JAPONISHTE,~JA . Gjuhë që flitet në Japoni dhe në disa ishuj të Oqeanit Paqësor, gjuha japoneze. *Flet japonishten.*

JAPRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Gjellë me oriz, me mish të grirë, me qepë, me erëza etj. që, pasi kaurdisen ose zihen pak, mbështillen me gjethe të njoma hardhie a me gjethe lakre. *Japrak me mish (me oriz). Japrak me gjizë.*

JAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Fill pambuku, zakonisht i gërshetuar me fije ari, që përdoret p6r që-ndisje të ndryshme ose për të zbukuruar veshjet etj. *Jelek me jar. Qëndis me jar.*

2. *përd. mb. fig.* Që është i shndritshëm a i kulluar si ari. *Burime me ujë jar.*

JARAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Miku i zemrës ose i dashuri i një vajze a i një gruaje; *keq.* dashnor. *Kishte një jaran. I vinte jarani. E gjetën me një jaran. E prisnin jaranët.*

2. Mik i afërt, shok. *Jarani i shtëpisë. Vinin e shihnin miq e jaranë. Ftoj miq e jaranë në dasmë.*JARANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET *vjet. Fem. e* JA-RAN,~I.

JARANI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* 1. Dashuri, za-kohisht e fshehtë (edhe *keq.).^ I dehur nga jarania.*

2. Miqësi e ngushtë, shoqëri. *Jarani e forte. Kishin jarani.*

3. Shaka midis shokësh e miqsh të ngushtë, hoka. *Bëhte jarani! S'i linte jaranitë!*

JARD,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Masë gjatësie që përdoret në disa vende, e barabartë me 91, 44 cm.; mjeti me këtë gjatësi që përdoret për matje. *Disa qindra jardë larg. Tre jardë pëlhurë. Dyqind jardë penj.*

JARGASH,~E *mb. mospërf.* 1. Që i bien jargët nga goja, jargavec. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

JARGAVAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Shkurre a dm i vogël, me lule në ngjyrë vjollce të çelët ose të bardha dhe me erë të mirë, që mbillet në kopshte, në oborre etj. për zbukurim; lulja e kësaj bime; ngjyra vjollcë e kësaj luleje. *Jargavan i bardhë. Ngjyrë (erë) jargavani. Kopsht me jargavanë.*

JARGAVEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Kërmill pa guaskë, jargës, ligavec. *Dolën jargavecët.*

JARGAVEC,~E *mb. mospërf.* 1. Që i bien jargët ng^i goja, që i kullon goja jargë, jargash.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

JARGAVEL,~E *mb. mospërf.* 1. Jargavec, jargash.

2. Që qan për hiçmosgjë, qaraman; që s'e mban veten fare, që e lëshon veten krejt.

3. Që të ngjitet pas e s'të ndahet sa të pështiroset.

4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

JARGAVITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. *keq.* Me bieti jargët nga goja, me kullon goja jargë; bëhem tërë lotë e jargë nga të qarët; përjargem, jargosem.

2. *bised.* Me vete mendja për një gjë, me shkojnë jargët kur shoh a kur kujtoj diçka të shijshme, me lëshon goja lëng, jargosem.

3. *mospërf.* Mallëngjehem për hicmosgjë, prekem shpejt, nuk e mbaj veten fare.

4. *mospërf.* I ngjitem pas dikujt a i sillem rrotull sa bëhem i pështirë.

JARGË,~A . *zakon. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pështymë e hollë që kullon e varet si fill nga goja. *bien (i va-ren, i kullojnë, i shkojnë) jargë. Fshiu jargët. I kullon goja jargë. I nxori jargë.*

2. Lëng i bardhëllemë, i trashë e ngjitës, që lëshojnë kërmijtë, disa krimba etj. *Jargë kërmilli. Jargët e kriipbit të mëndafshit. I ka bërë muret me jargë.*

Derdh jargët për *diçka thjeshtligj. shih te* DERDH. I shkojnë (i kullojnë) jargët i vete mendja për diçka të shijshme a për diçka që i pëlqen, Iakmon diçka; i lëshon goja lëng nga diçka.

JARGËMADH,~E *mb.* 1. Që është tërë jargë, që ka gjithnjë jargë, që i kullon goja shumë jargë. 2. *si em.* ~, ~I *m.* Plak i rrëgjuar.

JARGËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Qenie si kërmijtë, knmbat etj., që lëshojnë jargë; jargavec, ligavec. *Pas shiut dalin jargësit.*

2. Foshnjë ose fëmijë i vogël, që i dalin jargë nga goja.

JARGËS,~E *mb.* Që i bien jargët nga goja, që i kullon goja jargë, që është tërë jargë.

JARGËZlM,~I *nt. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit 1 të foljes JARGËZOHEM.

2. *kryes. sh.* Jargë të shumta që dalin nga goja.

3. Zbutje, squllje.

JARGËZOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~IJAR. 1. Përjargem, jargosem.

2. *vet. veto III.* Bëhet shumë i butë a i squllët, bëhet si jargë.

JARGËZOR,~E *mb.* Që është me jargë, që ka jargë; që lëshon a që nxjerr jargë.

JARGËZCAR (i,e) *mb.* 1. Që është plot jargë, me jargë.

2. Që është bërë shumë i butë a i squllët, që është bërë si jargë (për ushqimet).

JARGOS *kal,* ~A, ~UR. E bëj dike me jargë, e përjarg.

JARGOSEM *vetv.* 1. Me bien jargët nga goja, me kullon goja jargë; bëhem tërë jargë e lotë, përjargem.

2. *bisëd.* Me vete mendja për një gjë që me pëlqen, me shkojnë jargët kur shoh a kur kujtoj diçka të shijshme, me lëshon goja lëng, jargavitem.

JARGOSUR (i,e) *mb.* Që është plot jargë, që është bërë tërë jargë. *Me buzë të jargosura.*

JARIÇKË,~A *sh.* ~A, ~AT *krahin.* edhe *përk.* Zogë, zogëz.

JASEMIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Shkurre, zakonisht kacavarëse, me lule të bardha ose të verdha në trajtë ylli e me erë të mirë, që rritet në vende të ngrohta dhe që mbahet si bimë zbukuruese; lulja e kësaj shkurreje. *Jasemin i bardhë (i verdhë). Erë jasemini. Lule jasemini.*

JASTËÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *1.* Jastëk i vogël. *Jastëçkë për t'u ular.*

2. Qese e vogël e mbushur me lesh a me pambuk, ku ngulin gjilpërat rrobaqepësit ose amvisat. *Jastëçkë për gjilpëra.*

3. Cope e leshtë për të mbajtur bojën e vulës. *Jas-tëçka e vulës.*

JASTËK, ~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Këllëf i pambuktë a i linjtë, zakonisht katërkëndësh, i mbushur me lesh, me pambuk, me pupla etj., që përdoret për të mbësh-tetur kokën a për të ndenjur mbi të; nënkresë. *Jastëk i vogël (i madh, i bardhë, i rrumbullakët, i qëndisurj. Jastëk elektrik* jastëk për ngrohje me anë të rrymës elektrike. *Jastëk oksigjeni* një si jastëk i mbushur me oksigjen, që përdoret për të ndihmuar një të sëmurë në rast nevoje. *Jastëk mëndafshi. Jastëk zbukurimi (me lule). Jastëk me lesh (me pambuk, me pupla, me kashtë). Faqe (këllëf) jastëku. Vë kokën (mbështetem) në jastëk. Ulem mbi (në) jastëk. Vë (librin) nën jastëk.*

*2. spec.* Vegël që shërben si mbajtëse në një me-kanizëm, në një aparaturë etj., mjet i posaçëm ku mbështetet një pjesë e një pajisjeje. *Jastëk ajror. Jastëk çeliku (dërrase).*

•*k* Fjalë me jastëk fjalë me themel, fjalë me peshë, fjalë me vend. I hëngërt (i ngrëntë) në jastëk! *mallk.*mos i gëzoftë me shëndet (për paratë); rente i sërnurë, lëngoftë! Jastëku i fjalës pjesa kryesore në një bisedë, thelbi i një bisede; përfundimi që nxirret nga një bisedë, kapaku i fjalës. E mbaj nën jastëk e kam gjith-monë parasysh, nuk e ndaj asnjëherë. I vuri )astëk fjalës foli me mend, e mbështeti në të dhëna të she-ndosha fjalën që tha, foli me baza.

JASHMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Peçe, më të cilën grate myslimane mbulonin fytyrën. *Jashmak i bardhi. E kishte mbuluar fytyrën me jashmak.*

JASHTË. I. *ndajf.* I. Në vendin a në hapësirën që nuk përfshihet brenda kufijve të diçkaje, jo brenda diçkaje; përtej caqeve të diçkaje, matanë kufijve të një vendi; në një vend të hapur, jo brenda hapësirës së diçkaje; *kund.* brenda. *Jashtë në oborr (në rrugë). E nxori jashtë (nga dhoma, nga shtëpia, nga klasa). Dal jashtë. E nxori topin jashtë. sport. Jashtë fryn (bie shi). Dalin këmbët jashtë (në krevatj. U derdh qu-mështi jashtë (nga ena). Ç'binte jashtë, hynte brenda. I nxori zorrët jashtë. Nxjerr jashtë. bised.* eksportoj.

2. Jo në shtëpi, në një vend tjetër. *U gdhi jashtë. Fjeti jashtë. Ha jashtë* ha në restorant. *Mbeti jashtë.*

3. Jo brenda një grupi shoqëror, një familjeje, një njësie administrative, një ndërmarrjeje, një or-ganizate etj.; *kund.* brenda. *E nxorën jashtë nga or-ganizata. Ç'thonë jashtë? Mos folë jashtë! Doli fjala (e fshehta) jashtë. Mbeti jashtë* nuk e përfshinë, nuk e futën (në një listë, në një lojë etj.).

4. *përd. em.* Pjesa ose ana e jashtme e një sendi, pjesa ose ana që duket; sipërfaqja e një sendi; *kund.* brenda. *Igërvishtur nga jashtë. Duket ibukur nga jashtë. Lyej (zbardh, nxij, zbukuroj) nga jashtë. Mos e shih nga jashtë! fj. u.*

5. *përd. em.* Vendet, shtetet matanë kufijve të ve-ndit tone, vendet e huaja. *Nuk sjellim me drithë nga jashtë. U kthye nga jashtë. Marrëdhëniet me jashtë.*

6. *përd. mb.* Që ka dale nga vendi i vet, që nuk është në vendin e vet; i zbuluar, i zhveshur. *Me këmishë jashtë. Me xhepat jashtë. Me kokën (me këmbët, me barkun) jashtë.*

II. *parafj.* Përdoret me një emër t8 rases rrjedhore: 1. Kur diçka ndodhet a kryhet jo brenda sendit ose jo në vendin që shënon emri, jo në hapësirën brenda caqeve të tij, përtej kufijve të një vendi, në pjesën që duket të diçkaje etj.; *kund.* brenda. *Jashtë shtëpisë (dhomës, klasës). Jashtë portës (derës). Jashtë do-llapit (kutisë). Jashtë trupit. Jashtë qytetit (fshatit). Brenda dhe jashtë shkollës (uzinis, ndërmarrjes). Jashtë vendit (shtetit). E nxori topin jashtë fushës. sport. Doli jashtë shtratit (lumi).*

2. Kur dikush a diçka ndodhet ose kur diçka kryhet jo brenda grupit shoqëror, njësisë administrative, ndërmarrjes, organizatës a diçkaje tjetër të shënuar nga emri, jo në gjirin e asaj që shënon emri; *kund.* brenda. *Jashtë uzinës (shkollës, organizatës, partisë). Jashtë lëvizjes. Jashtë garës. Jashtë klasifikimit. Jashtë listës. Jashtë radhëve.*

3. Kur diçka i kalon kufijtë, masën, nufflrin, mu-ndësitë etj., kur bëhet mbi diçka të pranuar atë za-konshme; kur diçka kryhet jo në mbështetje ose jo në përputhje me atë

që shënon emri, larg a mënjanë asaj që shënohët nga emri, kur diçka kryhet jo në kohën e caktuar ose jo gjatë kohës që shënon emri, tej caqeve të kësaj kohe; *kund.* brenda. *Jashtë planit. Jashtë zotimit (parashikimit). Jashtë mase. Jashtë numrit.*
*Jashtë mundësive. Jashtë programit. Jashtë rregullit (zakonit, radhës). Jashtë temës. Jashtë ntoshe. Jashtë loje. sport,* që ka marrë topin e futbollit nga një shok i vet kur është pas shpinës së lojtarëve kundërshtarë në gjysmën e fushës së tyre. *Nxjerr jashtë ligjit* ndaloj diçka me ligj. *Nxjerr jashtë përdorimit* e bëj të papër-dorshëm. *Nxjerr jashtë luftimit* e bëj të paaftë a të pa-vlefshëm për luftë. *Lë jashtë kontrollit* nuk e kontrolloj. *Është jashtë rrezikut* nuk e kërcënon me ndon jë rrezik. *Jashtë orarit. Jashtë orëve të mësimit (të punës). Le-xim jashtë Mase* lexim veprash letrare etj. që bëhet nga nxënfai jo në orët e mësimit.
• Bie jashtë *vjet.* nuk pajtohet, është në kundër-shtim (diçka me diçka tjetër). Dal jashtë *euf.* bëj ne-vojën. Të dalët jashtë *shih te* DALË,~T (të). Të dalat jashtë *shih te* DALË,~A (e). Jashtë mendjes që s'mund të pranohet; që s'ka të ngjarë, i paqenë. Jashtë thar-kut *shih te* THARK,~U. I dolën sytë jashtë *shih te* SY,~RI. Është jashtë botës *keq. shih te* BOTË,~A. S'ka dale jashtë mureve të shtëpisë (të zyrës) *shih te* MUR,~I. Mbeti (rri) me dhëmbe jashtë *keq.* mbeti duke qeshur. E nxorri hundën jashtë *iron, shih te* HUNDË,~A. E kanë lënë jashtë valles *shih te* VALLE, ~JA. Djepi plot e këmbët jashtë *tall, shih te* DJEP, ~I. Drapri brenda (në thes) e maja jasbtë *shih te* DRAPËR,~RI.
JASHTË- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të për-bërar që shënojnë vendin ose mjedisin jashtë kufijve të diçkaje, rrethanat a sferën jashtë diçkaje, mung-esën e lidhjeve me diçka etj. (p.sh. jashtëfisnor, jashtë-ligjor, jashtëshkollor, jashtëkohor, 1 jashtëshkruar, i jashtëzakonshëm etj.).
JASHTËBUXHETOR,~E *mb. ekon., fin.* Që nuk është parashikuar a që nuk përfshihet në buxhet, që është jashtë buxhetit. *Fonde (mjete) jashtëbuxhetore. Veprinte jashtëbuxhetore.*
JASHTËFISNOR, ~E *mb.* Që nuk ka të bëjë me fisin, që nuk i përket fisit; që nuk ben pjesë në fis, që është a që bëhet jashtë fisit; *kund.* bfendafisnor. *Lidhjet jashtëfisnore. Martesa jashtëfisnore.*
JASHTËGJINOR,~E *mb.* Që nuk lidhet a që nuk ka të bëjë me gjininë; që nuk i përket gjinisë; që nuk bën pjesë në gjini, që është a që bëhet jashtë gjinie. *Lidhjet jashtëgjinore.*
JASHTËGJUHËSOR,~E *mb. gjuh.* Që nuk lidhet drejtpërdrejt me gjuhën a me dukuritë gjuhësore, që nuk ka të bëjë me vetë sistemin e gjuhës; që nuk ka karakter gjuhësor. *Faktorë jashtëgjuhësorë. Kush-tet jashtëgjuhësorë. Fakte jashtëgjuhësorë.*
JASHTËGJYQËSOR,~E *mb.* Që nuk bëhet me gjyq, Që zgjidhet pa ndërmjetësinë e gjyqit; që nuk zhvillohet në gjyq, që nuk mbështetet në rregullat dhe në format gjyqësore. *Punë jashtëgjyqësore. Po-him jashtëgjyqësor. Zgjidhje jashtëgjyqësore.*
JASHTËKLASOR,~E *mb.* Që nuk lidhet me ndo-një klasë të shoqëhsë, që qëndron jashtë klasave; që kuptohet a që trajtohet jashtë çdo klase shoqë-rore, i shkëputur nga interesat, nga kërkesat a nga ideo-logjia klasore. *Pamundësia e zhvillimit (e edukimit) jashtëklasor. E ashtuquajtura "demokraci jashtëklasore".*
JASHTËKOHOR,~E *mb.* Që trajtoheI a që kuptohet jashtë kufijve kohorë, qe merret jashtë kohës, që shihet sikur nuk kushtëzohet e nuk kufizohet nga caqe kohore. *Vlerësim jashtëkohor.*JASHTËLIGJOR,~E *Mb. drejt.* Që nuk parashi-kohet nga ligji; që vjen në kundërshtim me ligjin, që është jashtë çdo ligji në fuqi.
ijASHTËLlGJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mbështetet në ligjet a që vjen në kundërshtim me to, që nuk merr parasysh a që i sbkel ligjet; që nuk ka marrë forme ligjore, që s'është vendosur me ligj; që është ndaluar me ligj, që i janë hequr të drejtat e ligjshme. *Veprime (kërkesa) të jashtëligjshme. Ndër-hyrje (fitime, shpenzime) të jashtëligjshme. Martesi e jashtëligjshme. Metodë (mënyrë) e jashtëligjshme. Organizatë (parti) e jashtëligjshme.*
JASHTËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që gjendet a që kryhet jashtë diçkaje, që nuk përfshihet brenda ku-fijve të sa j; që është në anë të diçkaje; *kund.* i brend-shëm. *Pjesa (faqja, ana...) e jashtme. Muret e jashtme. Shkallë e jashtme. Dera (porta) e jashtme. Xhepi i jashtëm. Lag jet e jashtme të qytetit. Veshje të jashtme. Kënd i jashtëm. gjeom.*
, 2. Që nuk lidhet me anën shpirtërore dhe me ve-primtarinë psikike të njeriut, që nuk ka të bëjë me botën e tij të brendshme; që ndodh a që bëhet jashtë njeriut; *kund.* i brendshëm. *Bota e jashtme. Gjendja e jashtme. Shtysë e jashtme. Mjedis i jashtëm. Veprim (ngacmim) i jashtëm.*
3. Që nuk ka të bëjë me përmbajtjen a me bre-ndinë e vërtetë të diçkaje, që nuk prek thelbin e një gjëje, i sipërfaqshëm; që ka të bëjë vetëm me atë që duket a që mund të shihet, që bëhet a që kryhet nga jashtë; *kund.* i brendshëm. *Ndryshime të jashtme. Lidhje të jashtme. Qetësi e jashtme. Shkëlqim i jashtëm. Shfaqje (shenja) të jashtme. Pamje e jashtme e diçkaje. Demokraci e jashtme. Shkak i jashtëm.*
4. Që lidhet me jetën jashtë një vendi, një rrethi shoqëror a një familjeje;- që i përket veprimtarisë, e cila zhvillohet jashtë një shteti, një njësie administrative, një ndërmarrjeje a një institucioni, një or-ganizate etj.; që gjendet ose që bëhet jashtë kufijve të një vendi a të një shteti; *kund.* 1 breodshëm. *Mallra (prodhime) të jashtme. Stof i jashtëm. Tregu i jashtëm. Tregtia e jashtme. Gjendja e jashtme. Politika e jashtme. Faktori i jashtëm. Armiqtë e jashtëm. Presioni i*
*jashtëm. Ministria e Punëve të Jashtme. Njeri i jashtëm* njeri që s'ka lidhje gjaku me një familje ose lidhje të ngushta me një rreth shoqëror. *Nxënës i jashtëm* nxënës që nuk jeton në konvikt. *Bashkëpunëtor shkencor (pedagog) i jashtëm* bashkëpunëtor shkencor ose pedagog që nuk është punonjës i rregullt i një institucioni shkencor ose mësimor, por që bën punë shken-core a jep mësim duke qenë punonjës i rregullt i një institucioni tjetër.
JASHTËMARTESOR,~E *mb.* Që bëhet ose që zhvillohet jashtë martesës; që nuk lind nga një mar-tesë e ligjshme. *Marrëdhënie jashtëmartesore.*
JASHTËPARLAMENTAR,~E *mb.* Që nuk bën pjesë a që nuk përfaqësohet në parlament, që gjendet a që bëhet jashtë parlamentit; që nuk lidhet me jetën dhe veprimtarinë e parlamentit, që nuk bëhet sipas rregullave a sipas formave parlamentare; *Forma jashtëparlamentare. Veprime jashtëparlamentare. Shu-mica (masa, pjesa) jashtëparlamentare. Lufta (lëvizja) jashtëparlamentare.*

JASHTËQENDROR,~E *mb. mat.* Që nuk ka një qendër të përbashkët më të tjerët, që është jashtë
qendrës së përbashkët. *Rrathë jashtëqendrorë. Sfera jashtëqendrore.*
JASHTËQIT *kal,* ~A, ~UR *biol.* Nxjerr jashtë trupit lëndët e panevojshme ose të dëmshme, nxjerr jashtë mbeturinat e ushqimeve, të lëngjeve etj.
JASHTËQlTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *usht.* Me-kanizëm i posaçëm në armë të ndryshme, që shërben për të nxjerrë jashtë gëzhojat.
JASHTËQITËS,~E *mb. biol.* Që bën jashtëqitjen, që shërben për jashtëqitje; që lidhet me jashtëqitjen. *Organe jashtëqitëse. Funksione jashtëqitëse.*
JASHTËQITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *biol.* 1. Ve-primi sipas kuptimit të foljes JASHTËQIT. *Organet e jashtëqitjes. Ndihmon (lehtëson) jashtëqitjen.*
2. *kryes. sh. libr.* Lëndë të panevojshme ose të dëmshme që organizmi i nxjerr jashtë (mbeturina të ushqimeve, të lëngjeve etj.); nevoja e njeriut, bajgat e kafshëve, glasat e shpendëve etj.; të pëgërat. *Jashtëqitje shtazore. Jashtëqitjet e kandrrave.*
JASHTËSME,~T (të) . *vet. sh. euf., mit.* Qenie mitologjike, të cilat, sipas besimeve popullore shqip-tare, rrinin nëpër pyje e male, rrëmbenin djem e vajza dhe luanin valle së bashku pa pushim derisa të rinjtë të treteshin e të vdisnin, nuset e malit.
JASHTËSffi(OLLOR,~E *mb.* 1. Që gjendet jashtë shkollës, që nuk bën pjesë në radhët e nxënësve a të studentëve. *Rinia jashtëshkollore. Shoqëritë (rre-thet) jashtëshkollore.*
2. Që bëhet jo në kohën e mësimit, që zhvillohet jashtë kohës së.mësimit. *Veprimtaria jashtëshkollore. Punë jashtëshkollore. Edukim jashtëshkollor.*
JASHTËSHKRUAJ *kal.* ~OVA, ~UAR *gjeom.* Vizatoj një figure gjeometrike rreth e rrotull një figure tjetër dhe jashtë saj. *I jashtëshkrUaj trekëndëshit një rreth.*
JASHTËSHKRpAR (i,e) *mb. gjeom.* Që jështë vizatuar jashtë një figure tjetër. *Rreth i jashtëshkruar. Shumëkëndësh (trekëndësh) i jashtëshkruar.*
JASHTËSHKRUHET *mat. Pës. e* JASHTËSHKRty-AJ.
JASHTËTOKËSOR,~E *mb.* Që gjendet a që ndodh jashtë rruzullit tokësor, që është ose që zhvillohet jashtë Tokës. *Udhëtime jashtëtokësore. Krijesa jashtëtokësore. Bota jashtëtokësore.*
JASHTËZAKONISHT *ndajf.* Shumë; tej mase, tepër. *Jashtëzakonisht i madh. Jashtëzakonisht i bukur. Jashtëzakonisht i lodhur. Jashtëzakonisht shpejt.*
JASHTËZAKONSHËM (i), *~ME* (e) *mb.* 1.
Që nuk gjendet a nuk ndodh rëndom, jo i zakonshëm, i rrallë; i padëgjuar; shumë i madh, që i kapërcen kufijtë e zakonshëm dhe të bën përshtypje të veçantë. *Një rast i jashtëzakonshëm. Ngjarje e jashtëzakanshme. Njeri i jashtëzakonshëm. Aftësi të jashtëzakonshme. Shpejtësi (bukuri) e jashtëzakonshme. Vështirësi të jashtëzakonshme. Interesim i jashtëzakonshëm. Përshtypje të jashtëzakonshme. Pritje e jashtëzakonshme. Me rëndësi të jashtëzakonshme. Ishte diçka e jashtëzakonshme.*
2. I caktuar posaçërisht për një punë; që ka të drejtë e fuqi të plotë të vendosë për diçka a të ndër-marrë diçka; që vendoset pa marrë parasysh asgjë,, që bëhet jashtë rregullit, jashtë radhës ose në rasteshumë të ngutshme, që shkaktohet nga rrethana shu-më të vështira, të veçanta etj. *dërguar (ambasador) i jashtëzakonshëm. Komision i jashtëzakonshëm. Mble-dhje (konferencë) e jashtëzakonshme. Sesion i jashtëzakonshëm. Masa të jashtëzakonshme. Tatime (taksa) të jashtëzakonshme. Gjendje e jashtëzakonshme* gjendje e veçantë që vendoset me ligj në një vend ose në një pjesë të tij për ta ndëshkuar atë etj. *Ligj i jashtëzakonshëm* ligj që shpallet në kohë lufte, në kohë rre-thimi etj.
JASHTME,~JA (e) . Pjesa e jashtme e diçkaje.
JASHTMI (së) *ndajf.* Nga jashtë, që jashtë; *kund.* së brendsbmi.
JATAGAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Një Iloj shpate jo shumë e madhe, e përkulur nga maja, me një presë dhe <ne dorezë të stolisur, që mbahej në mill dhe ngjishej në brez. *Me shpata e jataganë. I preu kokën me jatagan. Kryqëzuan jataganët.*
*ir* I priste jatagani (kordha, shpata, palla, sëpata) djathtas e majtas (nga të dyja anSt) *shih te* PRES i. Një mill s'i nxë dy jataganë *fj.u.* s'mund të bësh mire disa punë njëkohësisht; s'mbahen dy kunguj në një sqetull.
JATAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shtrat ose dyshek për të fjetur; shtresa për të fjetur, shtresa e mbulesa. *Jatak i ngrohtë. Shtroi jatakun. V shtri(ufut) në jatak.*
2. *krahin.* Lehë për farishte bimësh, shtrat *Jatak i nxehtë.*
3. *fig. kryes. keq.* Strehë për dike, bazë ku gjen vend a fshihet dikush; ai që fsheh dike a diçka. *Jatak i fshehtë. I bëri jatak dikujt.*
*k* E la jatakun (shtratin, krevatin, dyshekun) *shih te* SHTRAT, ~I. U ngrit nga jataku (nga shtrati, nga krevati, nga dysheku) *shih te* SHTRAT, ~I. Zuri jatakun (shtratin, krevatin, dyshekun) *shih te* SHTRAT, ~Ii.
JAVË,~A *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njësi kohe prej shtatë ditësh, që nga e hëna deri tek e diela; kohë prej shtatë ditësh rresht; kohë prej shtatë ditësh me radhë, e cila i kushtohet dikujt a diçkaje ose gjatë së cilës zhvillohet posaçërisht një veprimtari e caktuar (sho-qërore, politike, artistike, sportive etj.) *Java e parë (e dytë, e tretë, e katërt) e muajit. Javët e fundit të vitit. Javën e ardhshme (tjetër). Javë për javë. Javën që shkoi. Këtë javë. Çdo javë. Java e filmit shqiptar. Java e pastërtisë. Një javë ditë* shtatë ditë. *Një javë si sot* pas një jave duke filluar që sot. *Ditët e javës. Në fillim (në krye, në mes, në bark, në fund) të javës. Pushimi i javës* dita e pushimit gjatë javës. *Duku nga Java! bised. S'e zuri Java* s'u mbush Java. *Po bën javën* po mbush shtatë ditë.
2. Lojë fëmijësh, që luhet në një rreth të madh, të ndarë në shtatë pjesë ose nëpër shtatë kuti a gjys-mërrathë në të dy anët e një vije (çdonjëra me emrin e një dite të javës), nëpër të cilat kalohet me radhë një pllakë e vogël duke e shtyrë me këmbë; figura e rrethit e ndarë në shtatë pjesë ose kutitë a të nda-rat, në të cilat luhet kjo lojë. *Luajnë javën. Bëri javën.*
*it* Java shtatë, ai tetë shumë dendur, shumë shpesh, ore e cast (për një njeri që shkon dendur në një vend).
Java e bardhë *fet.*, *\|jet.* shtatë ditët para kreshmës së madhe, gjatë të cilave njerëzit round të hanin edhe bulmet e vezë.
Java e m a d he *fet., vjet.* shtatë ditët para pashkës
së madhe.
JAVOR,~E *mb.* Që zgjat një javë, që bëhet a që kryhet gjatë një jave; i parashikuar për një javë, i javës; që del në krye të çdo jave, i përjavshëm. *Detyra (ngarkesa) javore. Plan javor. Pushimi javor. Çerdhe javore. Page javore.*

JAVORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Regjistër ku mësuesit shënonin temat e mësimeve që zhvi-lloheshin në shkollë gjatë javës.

JAZ,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vijë a hendek i vogël, që shpie ujin në mulli, në are etj.; rrjedhë uji; vend a grope e madhe ku grumbullojnë ujë për ujitje etj. *Jazi i mullirit. Jazi i fshatit. Shtrati i jazit. Lahem në jaz.*

2. *fig. bised.* Fillimi a burimi i diçkaje. *Jazi i jetës.*

JAZ,~I H *m. sh.* ~A, ~AT. *shih* ZI,~A. *Mbante jaz. Ishte për jaz. Vishej në jaz.*

JAZËK *pasth. thjeshtligj.* Turp!, faqja e zezë! *Ja-zëk qoftë!*

JEH,~U *m. sh.* ~E, ~ET. Jehonë. *Jeh kumbues (i forte). Jehe të ëmbla. Jehu i krismave (i këngës, i lahutës). Jehu i maleve (i luginave). Jehu i ngjarjeve. Gjen jeh. I bën jeh.*

JEHON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. Jep jehonë zëri, kur përplaset diku (në mur, në faqe mali etj.) dhe kthehet prapa, rikthehet e dëgjohet zëri përsëri. *Je-hon zëri. Jehojnë krismat.*

2. Përhapet me force, kumbon (për zërin, zhurmat et}.); buçet, ushton (edhe *fig.). Jehojnë pyjet. Jehon kënga. Jehojnë sirenat (motorët). Jehojnë malet (lu-ginat). Me jehon në veshë.*

JEHONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ajo që dëgjohet kur zëri a zhurma është përplasur diku (në mur, në faqe mali etj.) dhe është kthyer prapa; zë ose zhurmë që vjen nga larg; kumbim, ushtimë. *Je-hona e zërit (e thirrjeve, e këngës, e krismës). Vjen një jehonë nga mali (nga lugina).*

2. Përshtypja që bën diçka a ndikimi që ushtron kur përhapet, përkrahja që gjen dhe mbresa që lë; mënyra si e pret dikush një gjë dhe si i përgjigjet asaj. *Jehona ndërkombëtare. Jehona " revolucionit (e kongresit, e fjalimit, e lëvizjes). Pati (bëri) jehonë (të gjerë, të madhe). Gjeti jehonë. I bej jehonë diçkaje* flas për diçka, duke shprehur edhe një që-ndrim pohues ndaj saj; e përkrah diçka.

JELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tufa c qimeve të gjata që ka kail në qafë, perçja e kalit, krifë, kreshtë. *Shkundi jelet. I preu jelen. Kapem për jelesh.*

JELEARTË *mb.* Që e ka jelen shumë të verdhë, me jelen si ar (për kuajt). *Kale jeleartë.*

JELEBARDHË *mb.* Që e ka jelen të bardhë (për kuajt). *Kale jelebardhë.*

JELEGJATË *mb.* Që e ka jelen të gjatë (për kuajt). *Kale jelegjatë.*

JELEK,~U *m, sh.* ~Ë, ~ËT. Petk pa jakë e pa mëngë, zakonisht përpara prej stofi e prapa me astar, i gjatë deri në brez, që mbërthehet me kopsa dhe që vishet përmbi këmishë. e nën xhaketë; krahol. *Jelek i qëndisur. Jelek i kuq (i bardhë, i zi, i verdhë). Jelekburrash (grash). Jelek stofi (kadifeje). Jelek me sumb-ulla. Xhepi i jelekut. Mban jelek.*

JELEKUQ mi. Që e ka jelen të kuqe (për kuajt)-

JjELEZI,~ZEZË *mb.* Që e ka jelen të zezë (për kuajt). *Kale jelezi. Pelë jelezezë.*

iJEMENAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendas nga Jemeni ose ai që e ka prejardhjen nga Jemeni.

JEMENAS,~E *mb.* Që lidhet me Jemenin ose me jemenasit, që është karakteristik për Jemenin ose për Jemenasit, i Jemenit ose i jemenasve; që është kri-jiiar nga jemenasit. *Populli jemenas. Këngë (valle) jemenase.*

JEMENf,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Shami e zezë që vënë grate në kokë; shami koke grash, mafër. *Vë (heq) jemeninë.*

2. *krahin.* Shami e madhe, bohçe. *Plot e mbushi jemeninë.*

JEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njësia monetare bazë e Japonisë; monedhë që ka këtë vlerë. *Ra vlera e jenit.*

JENË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Pjella e parë c dhisë,

e| deles etj.

JENICER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Ushtar këmb-ësor i trupave të zgjedhura osmane, që ishte marrë zakonisht nga të krishterët e vendeve të pushtuara prej Turqisë ose ishte zënë rob dhe që në vogëli ishte stërvitur e përgatitur për luftë. *Komandanti (agai) i jeniçerëve. Sulmuan (u thyen) jeniçerët.*

JEPEM *vetv.* 1. Me tërheq shumë dikush a diçka, e dua shumë, me rrëmben; i kushtphem me zell një gjëje, kam dëshirë të zjarrtë të merrem me diçka; e lëshoj veten pas diçkaje, me është bërë ves diçka. *Jepem pas nënës (pas familjes, pas fëmijëve, pas sho-qërisë). Jepem pas punës (pas librave, pas muzikës, pas pikturës, pas sportit...). Është dhënë pas shkencës. Ishte dhënë pas pijes (pas rakisë, pas lojës, pas kumarit, pas qejfeve). Ishte dhënë pas lekut. U dha plotësisht (i tëri, me mish e me shpirt).*

2. *fig.* Thy hem përpara vështirësive, përpara kun-dërshtarit etj. dhe tërhiqem, nuk i bëj dot ballë dikujt a diçka je, e lëshoj veten, dorëzohem; i bie dikujt në dorë, i dorëzohem. *Vendi (qyteti, fshati, kështjella) nuk u dha. S'jepem i gjallë. Iu dha kokë e këmbë. Je-pet shpejt (lehtë).*

13. *pavet. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Kam prirje të veçantë për të bërë një gje, kam aftësi për të kuptuar mirë dhe shpejt diçka, me vjen ndoresh; me shkon menjëherë në mend-je, me vete mendja aty për aty si t'ia bëj, si ta zgjidh shpejt diçka. *I jepet për çdo gjë. S"i jepet për muzikë. Si t'u dha? S'm'u dha t'i përgjigjesha (t'iflisja, ta laj-rriëroja).*

4. *kryes. veta HI.* Dukem, dal menjëherë, shfa-qem papritur. *U dhanë partizanët. V dhanë të gjithë. U dha kamioni te kthesa. U dha dita (mëngjesi). U dha në derë.*

5. *vet. veta III.* Përkulet, lakohet, epet. *Jepet teli (purteka). Jepen majat e plepave.*

6. *vet. veta III. Pës. e* JAP. *jepet rëndësi* vlerë-sohet. *S'i jepet besë* nuk i besohet. *U dha një darkë (një pritje). Jepen lajmet. U jepet ndihmë. M'u dha rasti* m'u dha mundësia të bëja diçka. *Jepej me qira. Jepen me shumicë (me pakicë).*

JEREVI,~AJA. ~, ~TË *yjet.* 1. Dhomë a kthinë përdhese; shtëpi e vogël përdhese. *Jetonin nënjë jerevi.*

2. Kasolle a një e ndarë e vogël përdhese që shër-ben për të mbajtur diçka, për bagëtitë etj.; katua. *E vuri kashtën në jerevi. Futi lopët në jerevi.*

JERM,~I m. Kllapi, përçartje. *Ethet e jermit. Ishte (si) në jerm. Kish rënë në jerm. Flet jerm* flet kot, flet në tym, flet përçart.

JERMËSINË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru ose shkurre shumë e ngjashme me dëllinjën, që ka erë të rëndë dhe bën kokrra të zeza. *Dru jermësine. Erë jermësine.*

JERMOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Bie në kllapi, jam në përçartje; flas përçart. *Jermoi gjithë notën.*

JESIR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Rob lufte (edhe *shak.). Mbeti (ra) jesir. E zunë (e kapën) jesir.*

JESIRTHI *ndajf.* Luaj jesirthi: luaj një lojë fë-mijësh me dy grupe, që vihen ballë për ballë në dy anët e një fushe

dhe, sipas disa rregullave të cak-tuara, mundohen t'i kapin rob pjesëtarët e njëri-tjetrit.

JESHIL,~E *mb. bised. 1.* I gjelbër. *Ngjyrë jeshile. Sallatë jeshile* një lloj lakre që bëhet sallatë. *U be jeshil (në fytyrë)* mori në fytyrë një ngjyrë shumë të zbehtë nga frika, nga sëmundja etj.; u mavijos, u ir. *Jane ende jeshile (pemët)* nuk janë pjekur ende.

2. *si em.* ~E, ~JA . *bised.* Ngjyra e gjelbër. *Jeshile e hapur (e çelur, e forte, e thellë, e mbyllur). Veshur në jeshil.*

3. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe ~I *m.sh.* ~E, ~ET. Tërësia e bimëve të gjelbra, e barishteve të njoma etj.; vend me këto bimë a barishte, vend i gjelbëruar. *Në jeshile të fshatit. E lëshoi (kalin) në jeshile. Ra në jeshil bagëtia.*

Myku jeshil (i gjelbër) *bot. shih te* MYK,~U.

JESHILOHEM *vetv. bised.* 1. *vet. veta III.* Gjel-bërohet, bleron nga bimët. *U jeshiluan fushat (kodrat, livadhet).*

2. Marr në fytyrë një ngjyrë shumë të zbehtë nga frika, nga tmerri, nga sëmundja, nga inati etj.; irem, mavijohem. *Iu jeshilua fytyra.*

JESHILON *jokal.,* ~OI, ~CAR *bised.* 1. Gjel-bëron (bima); bleron nga bimët. *Jeshilon bari (gruri). Jeshilojnë (bimët, vreshtat, të lashtat). Jeshilon fusha (livadhi).*

*2. kal.* E gjelbëron, i jep ngjyrën e gjelbër; e mbush me gjelbërim. *jeshiloi pranvera fushat e kodrat.*

JESHILLIK,~KU m. *sh.* ~QE, ~QET *bised.* 1. Gjelbërim, blerim, *Ka shpërthyer jeshillëku. Je-shillëku të çlodh. U id në jeshillëk.*

2. Tërësia e bimëve të gjelbra a e barishteve të njoma që hahen. *E ushqen me jeshillëqe.*

JETESË,~A . I. Mënyra si rron dhe si e rregu-llon jetën një njeri, një grup shoqëror, një shoqëri etj.; tërësia e parimeve, e zakoneve ose e kërkesave vetjake e shoqërore që rregullojnë jetën e njëryeriu a të një shoqërie. *Jetesë e rregullt (e kulturuar). Mënyra e jetesës.*

2. Kushtet materiale që janë të domosdoshme për të jetuar; ushqimi, veshja, banësa etj. që duhennjeriut për të rrojtur. *Kushtet (mjetet) e jetesës. Bën jetesë të mirë. Siguroj (përmirësoj) jetesën. Ngre ni-velin e jetesës.*

JETESËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri që ka kujdes të veçantë për jetën e tij, ai që përpiqet të përrnirësojë jetesën e vet

JETË,~A . 1. Veti thelbësore e qenieve të gjalla, që lindin, zhvillohen, ndryshojnë e vdesin dhe që kanë dukuri fiziologjtke pak a shumë të njëjta e të për-bashkëta, pavarësisht nga veçoritë e gjinisë, të llojit etj.; ekzistenca e qenieve të gjalla në lëvizje e në ndryshim të pandërprerë, si forme e ekzistencës s€ materies në një etapë të caktuar të zhvillimit të saj. *Jeta mbi Tokë. Jeta rreth nesh. Trup pa jetë. Lindja e jetës. Ligjet e jetës. Baza e jetës. Gjurmë (shenja) Jete. S'ka jetë. Sa të jetë jeta* pergjithmonë. për *(në) jetë të jetëve* përgjithmonë. për *jetë e mot* pergjithmonë. *Nisjeta.*

2. Gjendja fiziologjike e qenieve të gjalla, organizmi i të cilave ka aftësi të kryejë e të plotësojë funksione të veçanta që në lindje (gjatë rritjes, shumëzimit e zhvillimit) dhe deri sa vdes; të qenët gjallë; *kund.* vdekje. *Jeta e njeriut (e kafshëve, e bimëve). Lufta për jetën. Çështje jete (a vdekjeje)* çështje me rëndësi vendimtare. për *jetë a për vdekje* me ashpërsi të ma-dhe; me vendosmëri për ta çuar deri në fund diçka (luftën, çështjen) pa bërë asnjë lëshim. *Jap (fal) jetën* bëhem theror, flijohem, vdes për dike a për diçka. *dhuroi jetën* e lindi. *dha fund jetës* vrau veten. *dhimbset jeta. E do jetën. E ktheu në jetë. I shpëtoi jetën dikujt. I mori jetën* e vrau, e bëri të vdesë. *Mbahet në jetë* jeton. *Vë jetën në rrezik. E dua me shumë se jetën. Jeta ime!* i dashuri im!, i shtrenjti im<

3. Koha sa jeton një qenie e gjallë, koha që nga lindja deri në vdekjen e saj; koha gjatë së cilës një njeri jeton e punon në një vend (zakonisht një kohë e gjatë). *Jetë e gjatë (e shkurtër). Gjithë jetën. Gjatë jetës. Nëfillim (në fund) të jelës së tij. Në lule të jetës. Gjysmën e jetës. Shoku i jetës* bashkëshorti. *Shoqja e jetës* bashkëshortja. *Një jetë të tërë. Me jetë të gjatë! ur. Çastet më të bukura të jetës. Në jetën time. Jeta në konvikt (në shkollë). Jeta në mërgim. Jeta në luftë. Pali gjashtëdhjetë vjet jetë. E kaloi jetën me punë. I zgjati (i shkurtoi) jetën.*

4. Mënyra se si rron një njeri, një grup njerëzish a një shoqëri, tërësia e kushteve në të cilat jeton dikush, jetesë. *Jetë e mirë. Jetë e ndershme. Jetë e rëndë (e vështirë, e rehatshme, e zbrazët). Jetë endacake (baritore). Jetë beqari (studenti). Jeta e fshatit (e qytetit). Jeta në vendet kapitaliste. Kushtet e jetës. E bëjmë jetën më të mirë. Ai bën jetë. bised.* jeton më të m-ra e gëzime. *Ka parë jetë* ka jetuar mirë.

5. Tërësia e ngjarjeve që i kanë ndodhur dikujt; puna dhe veprimtaria që ka kryer ai sa ka qenë gjallë; përshkrimi i këtyre ngjarjeve, i kësaj veprimtarie etj., jetëshkrim. *Jetë e pasur. Jetë e gjallë (aktive). Jeta e poetIt. Jeta dhe vepra e shkrimtarit. Foli për jetën e tij.*

6. Mjedisi që na rrethon, sendet, dukuritë, rre-thanat etj., në mes të të cilave jeton e punon dikush, realiteti, bota; përvoja e fituar, a jo që ka mësuar, ka njohur a ka përjetuar dikush, praktika. *Jeta socia-liste. Mosnjohja e jetës. Shkolla (përvoja) e jetës. Lidh-ja me jetën. E njeh jetën. I përgatitur për jetën. Si të sillemi në jetë.*

7. Veprimtaria e një njeriu, e një grupi njerëzish,
e një organizate, e një shoqërie etj. në një lëmë a në një fushë të caktuar; tërësia e dukurive, e normave, e parimeve etj. që shfaqen ose që zbatohen në një fushë të caktuar. *Jeta ekonomike (politike). Jeta artis-like (sportive, shkencore). Jeta shoqërore (familjare, vet joke). Fushat (sektorët) e jetës. Revoludonarizimi i gjithë jetës së vend it.*

8. Gjallëri, lëvizje; shfaqje force, energjie etj. *Qytet (fshat, rrugë) plot jetë. Fytyrë plot jetë. Merr jetë* gjallërohet, forcohet. *jep jetë* e gjallëron, e bën të jetojë e të zhvillohet.

9. Koha sa zgjat diçka; periudha sa mund të për-doret një gjë, koha derisa del jashtë përdorimit. *S'pa-ti jetë (një iigjarje, një dukuri, një lëvizje). Kanë jetë të gjatë (veglat, aparatet). I zgjat jetën* (një makine etj.).

*it* Bëj jetë *shih te* BËJ. E pruri (e solli, e qiti) në jetë e shpëtoi nga një gjendje e mjeruar, e bëri të jetojë mirë, e qiti në dritë. la biroi jetën *shih te* BIROJ. E Bukura e Jetës *arb. shih te* BUKUR,~A (e). Del në jetë *shih te* DAL. Gjen jetë *shih te* GJEJ. Humbi jetën *shih te* HUMB. Hyj në jetë a) rritem e nis të punoj; b) mësohem në jetë, marr pjesë gjallërisht në të. Jap gjakun (jetën) *shih te* JAP. Lidh jetën *me dike shih te* LIDH iv Ndërioi jetë *lart., vjet. shih te* NDËRROJ. U nda ni_a jeta (nga gjiri ynë) *shih te* NDAJ. la nxiu jetën *shih le* NXIJ. Pleqtë e jetës (plakat e jetës) pleq shumë të moshuar, pleqtë më

të moshuar (plakat më të moshuara), pleqtë që kanë jetuar afro 100 vjet a me shunë. la preu jetën (oren, ditën) *dikujt shih te* PRES. Rrahu jetë *shih te* RRAH. Iu sos jeta (fryma) vdiq. Vë në jetë zbatoj, kryej, plotësoj. Iu be jeta burg *dikujt shih te* BURG,~U. la bëri jetën pus *dikujt shih te* PUS,~I 5. I hoqi spik jetës *shih te* SPIK,~U. Iu lidh nyjë jeta *shih te* NYJË,~A. la zuri jetën (në) gjak *dikujt shih të* CJAK,~U.

JETË- *fjalëform.* Pjesa e parë e fjalëve të përbëra, që u përgjigjet kuptimeve të fjalës jetë (p.sh. jetë-bardhë, jetëdhënës, jetëshkurtër etj.).

JETËBARDHË *mb.* Që ka fat në jetë, që shkon një jetë të lumtur e të gëzuar; *si ur.* që e paste jetën të bardhë, me fat e pa brenga.

JETËDHËNËS,~E *mb.* 1. Që të jep jetë, që është burim jete; që përtërin jetën, që të mban gjallë. *Dielli jetëdhënës. Gjaku (lënçu) jetëdhënës. Ujëra jetëdhënëse. Rreze jetëdhënëse. Bar jetëdhënës.*

*2.* Që të jep forca e gjallëri, që të përtërin. *Force (fuqi, miqësi) jetëdhënëse. Burim jetëdhënës. Dritë jetëdhënëse. Ide (mësime, parime) jetëdhënëse.*

JETËGJATË *mb.* 1. Që e ka jetën të gjatë, që jetor. shumë; *si ur.* që e paste jetën të gjatë; *kund.* jetëshkurtër. *Njeri (burrë, grua) jetëgjatë. Drurë jetëgjatë. Bimë jetëgjata. Qoj'sh jetëgjatë! ur.*

2. Që ruhet për një kohë të gjatë, që rron shumë; që nuk prishet shpejt, që s'del shpejt jashtë përdorimit (për sendet); *kund.* jetëshkurtër.

3. *Pen!, em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit (kryesisht për njerëzit). *Biri im, o jetëgjatë! Shqipëri, moj jetë-gjatë. Jetëgjati jetëshkurtër s'bëhet. fj. u.*

JETËGJATËSI,~A. 1. Koha sa zgjat jeta e një njeriu a e një qenieje tjetër të gjallë; zgjatja e jetës, të qenët jetëgjatë. *Jetëgjatësia e njeriut (e kafshëve, e bimëve). Jetëgjatësia e farërave. Bari i jetëgjatësisë.E fshehta e jetëgjatësisë. Lufla për jelëgjatësinë. Shloj (,rrit, shkurtoj) jetëgjatësinë.*

2. Koha sa është e vepron ose sa ruhet diçka, koha sa zgjat jeta e një gjëje; zgjatja e jetës së diçkaje; *Ip* qenët jetëgjatë.

JETËKËPUTUR *mb.* 1. Që vdes i ri, që vdes para kohe.

2. *si em.* ~, ~I *euf.* I vdekuri. *Shkoi jetëkëputuri!* vdiq i shkreti djalë!

JETËNGRYSUR *mb.* 1. Që ka arritur nga fuodi ii jetës, që e ka ngrysur jetën, qëështS në prag të vdek-j^s.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

JETËNXlRË *mb.* 1. Që shkon një jetë të zezë, qe e kalon jetën me brenga e me hidhërime; *si mallk.* që e paste jetën të zezë. *Grate jetënxira të kurbetllinj-ve.*

2. Që të nxin jetën, që të sjell fatkeqësi. *Botë jetë-nxirë.*

JETËPANlSUR *mb.* Që është shumë i ri, që është fare foshnjë, që ende nuk e ka filluar jetën si duhet.

JETËPASOSUR *mb.* Që s'ka jetuar gjatë, që ka vdekur i ri; *si mallk.* që mos e mbushtë a që mos e sbstë jetën, që vdektë i ri.

JETËRSlM,~I *m. libr. shih* TJETËRSIM,~I.
*Jetersim i pavlefshëm. Jetërslmi i pasurisë (i tokave). Jetërsimi i njeriut (i natyrgs). E drejta e jetërsimit. Bëj jetërsimin..*

JETËRSOHEM *vetv., pës. libr. shih* TJETËR-SOHEM. *Jetërsohet njeriu. Jane jetërsuar këngët. U jetërsuan uzinat (fabrikat, tokat).*

JETËRSOJ *kal.,* ~OVA, ~tAR *libr. shih* TJE-TËRSOJ.

JETËRSUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. *libr. shih* TJE-TËRSUES,~I.

JETËRSUESHËM (i), ~ME (e) *mb. libr. shih* TJETËRSUESHËM (i), ~ME (e). *Pasuri e jetër-sueshme.*

JETËSOHET *libr. Pës. e* JETËSOJ.

JETËSOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *libr..* Zbatoj, v6 në jetë; e bëj të vërtetë; i jap jetë. *Jetësojmë idealet (ëndrrat, mendimet).*

JETËSOR,~E *mb.* 1. Që lidhet me jetën e qenieve të gjalla a me dukuri të saj; që është i aftë t'i jape jetë ose të mbajë gjallë një organizëm a një pjesë të tij, i domosdoshëm për jetën. *Veprimtaria jetësore e qelizave. Aftësi jetësore. Roli jetësor i oksigjenit. Ka-rakteristika (dukuri) jetësore. Cikli jetësor i kandrrës* periudha e zhvillimit nga veza deri në kandërr.

2. Që ka rëndësi të madhe për jetesën e dikujt, që i duhet dikujt për të jetuar, i domosdoshëm për jetesë; që lidhet me jetesën. *Nevoja (kushte, kërkesa, rrethana) jetësore. Niveli jetësor. Hapësirë jetësore.*

3. Që është fituar a është përvetësuar gjatë jetës, që është marr6 nga jeta; që pasqyron jetën, që i për-gjigjet së vërtetës, që është ose që bëhet si në jetë. *Përvojë e pasur jetësore. Pjekuri jetësore. Mbresa jetësore. Vërtetësi jetësore.*

*4.* Që është i domosdoshëm, i ngutshëm dhe me rëndësi të madhe për jetën, për punën, për veprim-
tarinë etj. e një njeriu ose të një shoqërie; shumë i rëndësishëm,. vendimtar, i mprehtë. *Çështje jetësore. Problem jetësor. Sektor jetësor. Ka rëndësi jetësore.*

JETËSHKRËTË *mb.* Që kalon një jetë të shkretë, të vetmuar e me hidhërime; *si mallk.* që e paste jetën të shkretë, që e kaloftë jetën në vetmi e në mjerim.

JETËSHKRtM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Historia e jetës dhe e punës së një njeriu, përshkrimi i ngjarjeve më të rëndësishme të jetës e të vëprimtarisë së dikujt; biografi. *Jetëshkrim i shkurtër (i plotë, i hollësishëm, i pasur). Jetëshkrimet e heronjve (e njerëzve të shquar). Bëj (botoj) jetëshkrimin e dikujt.*

JETËSHKRIMOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me jetëshkrimin e dikujt, që lidhet me jetëshkrimin a me jetëshkrimet, i jetëshkrimit; biogrank. *Lëndë (shëninie) jetëshkrimore. Me vlerë (me rëndësi) jetëshkrimore.*

JETËSHKRCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që për-shkruan jetën, punën e veprimtarinë e dikujt, ai që bën jetëshkrimin e dikujt; biograf.

JETËSHKURTËR *mb.* 1. Që nuk e ka jetën të gjatë, që jeton pak, që ka vdekur i ri; *si mallk.* që e paste jetën të shkurtër; *kund.* jetëgjatë.

2. Që nuk ruhet për një kohë të gjatë, që iron pak; që nuk vepron për një kohë të gjatë ose që nuk zgjat shumë; që prishet shpejt ose që del shpejt jashtë per-dorimit (për sendet); *kund.* jetëgjatë. *Shtet jetëshkurtër. Lëvizje jetëshkurtër.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Çpati, jetëshkurtëri! Na pikëlloi jetëshkurtëri.*

JETËZBRAZËT *mb.* Që e ka kaluar jetën kot, pa bërë ndonjë punë të dobishme për shoqërinë.

JETËZf,~ZEZË *mb.* 1. Që s'ka parë ditë të bar-dha në jetë, që kalon një jetë të zezë; *si mallk.* që iu nxiftë jeta,~

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ish munduar jetëziu! Vuajti jetëzeza! Tu nxiftë jeta, more jetëzi! mallk.*

JETIK,~E *mb*, 1. *shih* JETËSOR, ~E 1,2,4. *Lë-ngje jetike. Dukuri jetike. Funksione jetike. Nevoja (kushte, kërkesa) jetike. Të drejta jetike. Çështje jetike. Me rëndësi jetike. Rrogë jetike vjet.* rrogë që i jepej dikujt për gjithë jetën për shërbimet e tij pa-triotike.
2. I lashtë, i moçëm, shumë i vjetër. *Armë jetike. Cjysh jetik. Plaka jetike. Në kohën jetike.*
3. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri shumë i moçëm, plak i jetës; plak që e ka lënë këmba e dora.
JETlM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Djalë i vogël, të cilit i kanë vdekur nëna, babai ose të dy prinderit; djalë që ka mbetur pa prindër.
JETIM,~E *mb.* 1. Që ka mbetur pa nënë, pa babe ose pa të dy prinderit, që nuk ka prindër. *Jetim nga babai. Jetime nga nëna. Mbeti jetim. I la jetimë.*
*2.* Pa njeri, i shkretë, i vetmuar. *E ndiente veten jetim.*
*it* Faji është jetim *fj. u. keq.* përdoret kur askush nuk e pranon fajin, kur askush nuk i del zot fajit.
JETlME,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* JETlM,~I.
JETIMORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Institucion ku mbaheshin jetimët, shtëpi për jetimët. *E dërguan (u rrit) në jetimore.*JETOHET. 1. *pavet.* Mund të jesh i gjallë, mund të rrosh; plotësohen nevojat për të jetuar, jane kushtet e nevojshme për jetesë; mund të kalosh je-tën a të rrosh me dike, mund të lidhesh a të hysh në marrëdhënie të caktuara më të gjatë jetës. *Pa ajër (pa ujë) s'jetohet. Sa mirë jetohet nëfshat! Sje-tohet në kurriz të të tjerëve. S'jetohej me atë burrë (me atë grua).*
2. *Pës. e* JETOJ 7.
JETOJ *jokal.* ~^OVA, ~tJAR. 1. Jam gjallë, jam në jetë, rroj, gjëllij; bëj një jetë të gjallë. *Jeton me nder. Jetoi gjatë (shuttle, pak, sa u plak). Dua të jetoj. Di të jetojë (si duhet). Ky dru jeton dyqind vjet. për një nder jeton njeriu. fj. u. Sa të jetosh, do të mësosh. fj.u.*
2. Plotësoj nevojat për të rrojtur, siguroj kushtet e nevojshme për jetesë; mbahem në jetë, ushqehem. *Jeton me punën e vet (me duart e veto). Jeton me djer-sën e ballit. Jetonte në kurriz të të tjerëve. Jetonin me barishte (me bukë thatë). Ka jetuar me koret (me thembrat) e botës. Jetonte me sot me nesër* bënte një jetë të pasigurt, nuk dinte sot ç'do të hante nesër, i shtynte ditët më të keq.
3. Rroj bashkë me dike, lidhem a hyj në marrëdhënie të caktuara më të gjatë jetës. *Jeton me gruan e me fëmijët. Jeton me prindërit e me vëllezërit. Jetoj-në bashkë. Me kë do të jetosh ? Jetojmë mirë me fqi-njët. Jetoi në gjirin e popullit.*
4. Banoj diku, rri; rroj në një vend, e kam ndejën; e shkoj jetën diku me dike; *në sh.* popullojnë një vend. *Jetoj në fshat (në qytet). S"jeton këtu. Këto kafshë jetojnë në pyll (në male, në del, në vende të nxehta, në pol).*
5. Shkoj jetën, e kaloj jetën në një mënyrë të cak-tuar; kam një mënyrë jetesë të caktuar. *Jetojmë si revolucionarë. Jeton vetëm (në vet mi). Jetonin mirë (keg). Jetojmë më të gjitha të mirat. S" dinte të jetonte. Jetojnë nën zgjedhën (nën thundrën) e kapitalit.*
6. *vet. veta III.* Ka jetë të gjatë; vazhdon të pu-nojë e të veprojë; duron shumë, nuk prishet nga për-dorimi ose nga koha. *S"jetoi gjatë makina.*
7. *edhe kal.* Marr pjesë në një ngjarje, në një gëzim a hidhërim etj. ose jam me shpirt, me mendje, me ndjenja me diçka; njoh a shoh diçka në jetë, kaloj a provoj diçka nga jeta; e ndiej thellë në shpirt diçka; për jetoj. *Jetuan caste (ngjarje) dramatike të bukura, të hidhura). Jeton me shpirt (me mendje). Jeton me çështjet e ditës. Jetonte më të kaluarën. Jetonte larg problemeve të kohës. Jetuam vitet e luftës.*
8. *fig. kryes. veta III.* Është në kujtesën ose në mendjen e të tjerëve, nuk e harrojnë; është e gjallë diçka, ruhet e çmohet, ka lënë gjurmë. *Jeton në kujtesën (në mendjen, në zemrat) e njerëzve.*
•*k* Jetojnë në një lëkurë jetojnë njëlloj të gjithë. Jetonte (rronte) si gogla në ujë *shih te* GOGËL,~LA.
JETOS,~E *mb.* Shumë plak; që e ka lënë këmba e dora nga pleqëria. *Plak jetos.*
JETOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Plakem shumë; me lë këmba e dora nga pleqëria.
JETOSUR (i, e) *mb.* I plakur shumë; që e ka lënë këmba e dora nga pleqëria; jetos. *Plakë e jetosur.*
JETUAR.~IT (të) *as.* Veprimi dhe gjendja sipas
kuptimeve të foljeve JETOJ, JETOHET. *Të jetuarit e një ngjarjeje. Të jetuarit afër popullit (afër shokëve). Të jetuarit më të kaluarën. Të jetuarit gjatë (pak, shumë). Të jetuarit mirë. Mënyra e të jetuarit.*
JETUAR (i,e) *mb.* Që e kam parë me sytë e mi, që e kam provuar vetë ose e kam ndier thellë në shpirt; që e kam jetuar a përjetuar. *Ngjarje e jetuar.*
JETULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Shirit për të lidhur flokët, kordele. *Jetull e artë (e bardhë). Je-tull mëndafshi. Me jetull në kokë. Kapelë me jetulla. I lidh flokët me jetull.*
JEVG,~GU *m. sh.* ~GJ, ~GJIT. Evgjit. JEVGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Evgjite.
JEZUIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Murg i urdhrit fetar katolik të ashtuquajtur “Shoqata e Jesuit)), që është një nga organizatat me reaksionare e obsku-rantiste, më të egra e më të djallëzuara të kishës katolike (në vendet ku vepron kisha katolike; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Urdhri i jezuitëve. Ku-vendi i jezuitëve. Shkolla e jezuitëve. Organet (botimet) e jezuitëve.*
2. *fig. përb.* Njeri shumë i djallëzuar, i keq dhe i egër, që hiqet si i mirë e i butë për të mashtruar të tjerët, njeri dinak e hipokrit, njeri me dy faqe, i pa-besë, lajkatar e mashtrues; njeri i paparim e i pa-mëshirshëm, që përdor edhe mjetet më të ulëta për të arritur qëllimet e veta. *Sjellje jezuiti. Me dashuri jezuiti. Ishte jezuit.*
JEZUIT,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me jezuitët; që u përket jezuitëve, i jezuitëve. *Urdhri jezuit.*
2. *fig. përb.* Që sillet e vepron si jezuit; që është karakteristik për jezuitët; hipokrit, i pabesë, lajkatar e mashtrues. *Metoda jezuite. Sjellje jezuite. Dinakëri (djallëzi, hipokrizi) jezuite. Politikë jezuite.*
JEZUITIZËM,~MI $_{m}$. 1. Politika dhe ideolo-gjia fetare e jezuitëve; veprimtaria dhe sjellja e tyre. *Jezuitizmi katolik. Çerdhe e jezuitizmit.*
*2. fig. përb.* Të shtirët e një njeriu të djallëzuar, të keq e të egër si i mirë për të mashtruar të tjerët, sjellje e qëndrim me dy faqe, me lajka e me mash-trime, pabesi, djallëzi; përdorimi i të gjitha mjeteve për të arritur qëllimin e vet, pa pasur asnjë parim e asnjë pike mëshire a nderimi për të tjerët. *Jezui-tizëm i pashembullt (i ndyrë). Prapa fjalëve të tyre shihej jezuitizmi.*
JO *pj.* 1. Përdoret si përgjigje edhe me vlerën e një fjalie kur mohojmë, kundërshtojmë, nuk pranojmë a nuk miratojmë atë që është thënë më parë ose që na kërkohet; *kund.* po. *Jo, aspak. Jo, asgjë. Jo që jo (jo se jo)* në asnjë mënyrë. *Në asnjë mënyrë jo.* □ *— Do të vish? — Jo. O*

*Jo, jo mos e bëj! Jo, mos fol! Një here po, një here jo. Disa punojnë, disa jo. Jo, rri këtu! Thotë jo* nuk pranon, kundërçhton. *U përgjigj jo.* 5" *thotë as po as jo* nuk vendos.

2. Përdoret në fund të një fjalie pyetëse, me vlerën e një fjalie mohuese, për të shprehur pasiguri a dy-shim ose për të detyruar dëgjuesin të përgjigjet. *E patë apo jo? Kështu është apo jo? Të thashë apo jo?*

3. Përdoret për të mohuar plotësisht ose pjesërisht kuptimin e fjalës a të togfjalëshit që vjen pas. *Jo i mirë. Jo i keq. Jo i vëmendshëm. Jo i banuar. Jo i pasur. Jo shumë. Jo gjithnjë. Jo këtu. Jo mua. Jo ai. Jo mish dashi, po mish viçi.*4. Përdoret para emrave dhe shprehjeve me pa-rafjalën pa, për të dhënë një pohim të zbutur ose një shkallë të ulët të gjendjes, të cilësisë etj. *Jo pa qëllim. Jo në rregull. Jo pa interes. Jo me bot.*

5. Përdoret zakonisht në krye të fjalisë për t'i tërhequr vëmendjen bashkëbiseduesit që ai të ndalet e të mendojë me mirë për atë që thuhet. *Jo, ti shikoje dhe një here këtë çështje. Jo, ta thashë që ta kesh pa-rasysh. Jo, ti mos ma merr për të keq. Jo, po për të mirën tënde e kartl. Jo, po sikur s'deshe* (edhe *iron.).*

*6.* Përdoret, zakonisht e shoqëruar me pasthirrma, tur folësi shpreh habi, mosbesim, mospërfillje, qe-sëndi, përçmim, pakënaqësi etj. *Jo more, vërtet?! Jo moj, ç'na thënke! Po si jo! iron.*

7. Përdoret si lidhëz bashkërenditëse me nuanca kuptimore të veçimit, të kundërvënies, të bashkimit etj. *Jo e bëj, jo s'e bëj! Jo dua, jo s'dua! Jo erdhi, jo s'erdhi! Jo me pëlqen, jo s'më pëlqen.*

8. Së bashku me lidhëzën por (po) dhe me fjalë e me lidhëza të tjera formon shprehje lidhëzore bashkërenditëse të shkallëzimit: jo që..., por (po)...; jo vetëm (që)..., por (po) edhe...; jo vetëm që..., por (po) as (që)...; jo vetëm..., por (po) edhe... *T'u japim nxënësve jo vetëm njohuri teorike, por edhe njohuri praktike. Jo vetëm që rrinte, por as që pyeste për punën.*

Si jo me mirë shumë mirë.

JO - *fjalëform.* Parashtesë që përdoret për të for-muar kryesisht mbiemra e me rrallë emra, të cilët shprehin të kundërtën ose mungesën e asaj që shë-nojnë mbiemrat përgjegjës pa këtë parashtesë; p.sh. jokohor, jopërparimtar, joproletar, jovëllazëror etj.; jofrymorët, jokërbishtorët etj.

JOALKOOLIK,~E *mb.* Që nuk ka alkool, që s'bëhet me alkool; që nuk ka të bëjë me alkoolin, që nuk lidhet me alkoolin, që nuk shkaktohet nga alkooli. *Pije alkoolike.*

JOANTAGONIST,~E *mb.* Që nuk është në ku-ridërshtim të papajtueshëm me dike a me diçka tjetër, që nuk çon në shpërthim; që nuk ka antagonizëm. *For-c'a joantagoniste. Kontradikta joantagoniste.*

JOBUJQËSOR,~E *mb.* 1. Që nuk lidhet me buj-qësinë, që s'ka të bëjë me bujqësinë, që s'i përket bujqësisë; që s'merret me bujqësi; që nuk punon ne bujqësi. *Punë jobujqësore. Punëtorë jobujqësore. Pppullsia jobujqësore. Ndërmarrje jobujqësore.*

*2.* Që nuk përdoret për bujqësi. *Tokë jobujqësore* tokë e zënë nga rrugët, sheshet, parqet, lulishtet, va-rrezat etj.

JOD,~I *m. kint.* Element kimik, jometal i ngurtë, me ngjyrë hiri në manushaqe e me shkëlqim të dobët, qe gjendet në sasi të vogla në ujin, në kafshët a në bimët e detit, në kripën e gjellës etj. *(simboli* I); tre-tësirë e kësaj lënde me alkool, me ngjyrë kafe në të kuqe dhe me erë karakteristike, që përdoret në mje-kësi për të pastruar plagët, për të ndaluar rrjedhjen e gjakut etj, *Rërë (ajër) me jod. Erë jodi. Bëj (lyej) me jod.*

JODEMOKRATIK,~E *mb.* Që nuk bazohet në p;irimet e demokracisë, që nuk u përmbahet këtyre parimeve dhe s'i vë ato në jetë, që nuk është demo-kratik. *Veprime (mënyra, metodaj jodemokratike. Zgjedhjc jodemokratike.*

JODETyRUESj~E *mb.* Që nuk të shtrëngon per
të kryer a për të bërë diçka, që nuk të detyron për diçka. *Mënyra (masa) jodetyruese.*

JODIALEKTIK,~E *mb. filoz.* Që s'ka të bëjë me dialektikën si shkencë a si metodë shkencore, që s'i përket dialektikës; që nuk mbështetet në dialektikën, që nuk zbaton dialektikën; që s'bëhet sipas dialektikës; që nuk është dialektik. *Metodë jodialek-tike. Lidhje (mënyrë) jodialektike. Mendim (qëndrim) jojlialektik. Zgjidhje jodialektike.*

JODUR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Kripë e një acidi që përmban jod, bashkim i jodit me një metal. *Joduri i argjendit (i natriumit). Përbërje joduri. Hel-mim nga joduri.*

JOEKONOMIK,~E *mb.* 1. Që s'ka të bëjë me tërësinë e marrëdhënieve në prodhim në një sistem të caktuar shoqëror; që nuk ka të bëjë me prodhimin, me shpërndarjen dhe me konsumin e të mirave ma-teriale. *Marrëdhënie joekonomike. Faktorë joekono-mikë.*

2. Që harxhon shumë, që nuk kursen a që s'të jep mundësi të kursesh; që s'është me leverdi për ekonominë. *Metodë joekonomike. Sobë (makinë, pajisje) joekonomike.*

3. Që s'ka të bëjë me fushën e ekonomisë. *Profit joekonomik. Shkollë joekonomike.*

JOFETAR,~E *mb.* 1. Që nuk lidhet me fenë ose që është në kundërshtim me të; që nuk i përket fesë; që nuk mbështetet në fe. *Ideologji jofetare. Shkollë jofetare. Botëkuptim jofetar. Festa jofetare.*

*1.* Që nuk beson asnjë fe, që s'beson te zoti. *Njeri jofetar.*

JOFRUTOR,~E *mb.* Që nuk bën fruta. *Bimë jofrutore. Drurë jofrutorë.*

JOFRYMOR,~E *mb.* 1. Që nuk merr frymë, që s'është i gjallë; që nuk ka të bëjë me frymorët, që nuk u përket frymorëve.

2. *gjuh.* Që nuk shënon njerëz a kafshë, por shënon sende. *Emra jofrymorë.*

3. ii *em.* ~, ~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ËT. Send, gjë jo e gjallë. *Klasa e jofrymorëve.*

JOHELMIES,~E *mb.* Që nuk ka helm; që s'të helmon. *Lëndë (bimë, kafshë) johelmuese.*

JOHIGJIENIK,~E *mb.* Që nuk mbështetet në rregullat e higjienës, që nuk ruan e nuk zbaton këto rregulla, që nuk u përgjigjet kërkesave të higjienës; jo i paster. *Kushte johigjienike.*

JOHISTORIK,~E *mb.* 1. Që ska të bëjë me historinë, që nuk i përket historisë.

2. Që nuk dëshmohet se ka qenë më të vërtetë; që s'ka qenë i gjallë, që nuk i përgjigjet realitetit, që është i trilluar a i shpifur; që nuk mbështetet në ngjarje të historisë; që s'është historik. *Personazh johistorik. Roman (subjekt) johistorik.*

JOHUNDOR,~E *mb. gjuh.* Që nuk shqiptohet me hundë, gojor. *Tingull johundor. Zanore johundore.*

JOKALIMTARE *mb. gjuh.* Që shënon një veprim, i cili kryhet nga kryefjala, por nuk kalon e nuk bie drejtpërdrejt

te një qenie a send, të shprehur me një emër ose përemër në rasën kallëzore pa parafjalë; që nuk men: kundrinë të drejtë (për foljen); *kund.* ka-liratare. *Folje jokalimtare.*JOKAPITAL,IST,~E *mb.* Që nuk lidhet me ka-pitalizmin ose me kapitalistët, që nuk ka të bëjë me vetitë a me tiparet e kapitalizmit ose të kapitalistëve, që nuk i përket kapitalizmit; që s'është kapitalist. *Mënyrë jokapitaliste (e prodhimit). Rend jokapitalisl. Marrëdhënie jokapitaliste. Vende jokapitaliste. Rrugë jokapitaliste e zhvillimit.*

JOKËRBISHTOR,~E *mb. zool.* I. Që nuk ka bosht të kurrizit a kërbisht, që nuk është kërbishtor (për qeniet e gjalla). *Kafshë jokërbishtore.*

2. *si em.* ~, ~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. Kafshë jokërbishtore. *Kërbishlorët dhe jokërbishtorët.*

JOKLASOR,~E *mb.* Që nuk ka të bëjë me klasën si grup shoqëror, që qëndron jashtë klasës a jashtë klasave; që nuk shpreh interesat e klasës, që s'bëhet nga pozitat e klasës dhe s'është në dobi të saj, që s'është klasor. *Qëndrim joklasor. Me karakter jo-klasor. Frymë joklasore. Shpjegim joklasor. Parti joklasore s'mund të keië.*

JOKOMBËTAR,~E *mb.* Që nuk ka të bëjë me kombin, që nuk i përket një kombi të caktuar; që është në kundërshtim me interesat dhe me kërkesat e kombit, që s'është kombëtar. *Qëndrim jokombëtar. Frymë jokombëtare.*

JOLARGPAMËS,~E *mb.* Që nuk ka aftësinë të parashikojë pasojat e ngjarjeve ose zhvillimin e tyre në të ardhmen, që nuk është largpamës. *Politikë jo-largpamësc.*

JOLËNDOR,~E *mb.* 1. Që nuk është i përbërë nga ndonjë lëndë a substance, që s'është lëndor.

2. Që nuk ka të bëjë me lëndën, që nuk i përket ndonjë lënde.

3. *filoz., psikol.* Që është vetëm në ndërgjegje, që vetëm përfytyrohet mendërisht, që s'është material a sendor, ideal.

JOMARKSIST,~E *mb.* Që nuk ka të bëjë me marksizmin si shkencë dhe me parimet e tij, që s'i përket marksizmit; që nuk mbështetet në parimet e marksizmit ose që është në kundërshtim me to, që nuk zhvillohet sipas këtyre parimeve, që s'është mark-sist. *Botëkuptim (koncept, qëndrim) jomarksist. Shfaqje (shprehje, pikëpamje) jomarksiste. Rryma (lëvizje) jomarksiste. Parti jomarksiste.*

JOMETAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Element kimik që mund të jetë në gjendje të gaztë, të lëngët ose të ngurtë dhe që nuk ka shkëlqim metalik, nuk përcjell nxehtësinë dhe rrymën elektrike, nuk petë-zohet e nuk telëzohet (si p.sh. oksigjeni, azoti, karboni, fosfori, squfuri, klori etj.).

JOMË *lidh.* Aq me shumë, aq me tepër, e jo. *E kupton fëmija, jomë ti.*

JOMIKPRITËS,~E *mb.* Që nuk të pret mirë, që nuk e ka derën të hapur për miq e për shokë, që s'është mikpritës. *Njeri jomikpritës. Shtëpi jomikpritëse.*

JOMIQËSOR,~E *mb.* Që nuk shpreh miqësi, që nuk është miqësor, jo prej miku. *Marrëdhënie jomiqësore. Shprehje (sjellje) jomiqësore. Qëndrim jomiqësor. Ndjenja jomiqësore.*

JON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Atom a molekulë që ka humbur elektrone ose që ka marrë elektrone të tepërta; atom ose grup atomesh me ngarkesë elek-frike. *Jon pozitiv (negativ). Jon i thjeshtë. Jon një-*
*valent (shumëvalent). Jonet e metaleve. Jonet e atmos-ferës. Dendësia e joneve. Nën veprimin e joneve.*

JONË *pron. (gjin., dhan., rrjedh.* SONË; *kallëz.* TONE) *sh.* TONA *(kur prona shënohet nga një emër i gjinisë femërore).* 1. Që na përket neve, pronari i së cilës jemi ne, që e kemi ne. *Shtëpia (dhoma, toka) jonë. Familjes sonë. Në token tone.*

2. Që ka të bëjë me ne, që ka lidhje të ngushta, lidhje gjaku, lidhje farefisnie a ndonjë lidhje tjetër me ne (edhe kur i drejtohemi dikujt me dashuri). *Nëna (gjyshja, vajza, motra, kushërira) jonë. Shoqja (mikja, fqinja) jonë. Mësuesja (drejtoresha) jonë. E dashura nëna jonë!*

3. Së cilës i përkasim edhe ne, pjesëtarë a anëtarë të së cilës jemi edhe ne, në të cilën bëjmë pjesë edhe ne; që i përket vendit tone; që e drejtojmë ne, në krye të së cilës jemi ne. *Portia (shoqëria) jonë. Rruga (klasa, lagjja, ndërmarrja, fabrika, uzina) jonë. Brigada (çeta) jonë. Koha jonë. Shkolla jonë e re. Letërsia (shkenca) jonë.*

*4.* Që është përgatitur a është hartuar nga ne, që e kemi bërë ne, që del a krijohet së pari nga ne; që merret a që prodhohet në vendin tone; që e ushtrojmë ne. *Vepra (fjala, ideja) jonë. Puna (mjeshtëria, detyra) jonë. Giza (nafta) jonë.*

5. Që e kemi ne, që është te ne; që na dallon ne, që na përket neve, që na karakterizon ne; që lidhet me ne, që është a që bëhet për ne. *Sjellja (zotësia, aftësia) jonë. Bindjet tona. Me forcat tona. Dëshirat tona. Rinia jonë. Fejesa (martesa, dasma) jonë. Lufta jonë. për të mirën tone.*

*6.* Që na pëlqen me shumë, që e duam me shumë se të tjerët. *Kënga (loja) jonë. Gjella jonë më e mirë.*

7. *përd. em.* JONA *sh.* TONA. Një e afërt, më të cilën kemi lidhje gjaku, lidhje farefisnie ose lidhje të ngushta miqësie; a jo, më të cilën na bashkojnë të njëjtat synime, pikëpamje etj.; ajo, të cilën e duam dhe së cilës i besojmë shumë. *Një jona. Një nga tonat. Është jona. Fituan tonat.*

*i. f^ërd. em.* sipas kuptimeve 1-6 të përemrit pronor.

*ir* E bëmë tonën bëmë gjithçka sa mundëm ne, e bëmë atë që na takonte neve. Në kohën tone a) kur ishim ne të rinj; b) kur punët i kishim në dorë ne, kur ishim ne në krye të punëve etj. Është dora jonë *shih te* DORË,~A. Erdhi dita jonë erdhi koha a çasti kur mund të vëmë në jetë dëshirat e qëllimet që kemi pasur; erdhi dita për ne.

JONGAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vegël muzikore me tre tela, e ngjashme me ciftelinë dhe më e vogël se bullgaria. *Telat e jongarit. Tingujt e jongarit.*

• I bie jongarit kalon kohën kot, s'bën asgjë.

Në një tel i bie jongarit *shih tek* TEL,~I.

JONIAN,~E *mb.* Që ka të bëjë me detin Jon, që i përket detit Jon, i detit Jon; që gjendet në detin Jon ose që laget prej tij. *Brigjet joniane. Ishujt jo-nianë. Ujërat joniane. Erë joniane.*

JONlZlM,~I *m. spec.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve JONIZOJ, JONIZOHET. *Jonizimi i ajrit. Jonizim me goditje. Dhoma e jonizimit.*

*1.* Dukuria e shndërrimit të atomeve a të mole-kulave në jone; prania e joneve në një mjedis (në ajër, në atmosferë, në gaz etj.). *Jonizimi i atmosferës (i jonosferës). Shkalla e jonizimit.*JONIZOHET *velv. spec.* I. Kthehet në jon; merr ngarkesë elektrike pozitive a negative (për një atom a një grup atomesh). *Jonizohet atomi (molekula).*

2. Krijohet ngarkesë elektrike, formohen jone (he një mjedis). *Jonizohet atmosfera (ajri, gazet). jonizohet shpejt (ngadalë),*
3. *Pës. e* JONIZOJ.
JONIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *spec.* Shndërroj atomet e molekulat pa ngarkesë në thërrmija me ngarkesë elektrike pozitive ose negative, i kthej ato në jone; bëj që të formohen jone, bëj që një mjedis të ketë jone. *Jonizoj atomet (molekulat). Jonizon ajrin ('atmosferën, gazin).*
JONIZUES,~E *mb. spec.* Që jonizon.
JONORMAL,~E *mb.* 1. Që nuk përputhet me riormën e me rregullat e përgjithshme, që nuk shkon sipas tyre; që nuk është në rregull, që s'është ashtu si duhet të jetë, që s'është normal; jo i zakonshëm. *Gjendje jonormale. Jetë jonormale.*
2. Që s'është në rregull nga gjendja mendore, i sëmurë nga trutë. *Njeri jonormal.*
JONOSFERË,~A *f. spec.* Shtresa më e sipërme e atmosferës, që fillon në një lartësi prej me shumë se tetëdhjetë kilometrash dhe që përmban shumë jone e elektrone të lira. *Jonet (ngarkesat) e jonosferës. Trashësia e jonosferës.*
JONXHË,~A . *bot.* Bimë barishtore me kërcell të drejtë, me gjethe të përbëra në tri pjesë, me lule të vogla në ngjyrë manushaqe ose të verdhë, që mbillet për ta përdorur si ushqim për bagëtinë. *Jonxhë e njomë (e thatë). Jonxhë eegër. Hundëgjati i jonxhës. zool. Korr jonxhën. Ushqej me jonxhë.*
JONXHISHTË,~A \ *sh.* ~A, ~AT dhe JON-XHISHTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Tokë e mbjellë me jonxhë. *Lëshoj (kullot) qengjat në jonxhishte.*
2. *vet. sh.* ~E, ~ET. Jonxhë; një sasi jonxhë. *Jonxhishte të njoma (tëthata). Mullarë me jonxhishte.*
JONJERËZOR,~E *mb.* 1. Që s'lidhet me nje-riun, që s'ka të bëjë me njerëzit, që nuk është ka-rakteristik për njeriun, që s'është njerëzor. *Prejardhje jonjerëzore. Qenie jonjerëzore.*
2. Që bëhet jo ashtu siç i ka hije njeriut, që s'ka njerëzi, jo i njerëzishëm; i ashpër, i egër. *Sjellje jonjerëzore. Qëndrim jonjerëzor.*
JOORGANlK,~E i *mb.* Që nuk ka të bëjë me organizmat e gjallë, që nuk lidhet me botën e gjallë; që nuk bëhet a nuk formohet prej qenieve të gjalla; q!ë nuk është organik, jo i gjallë. *Lëndë joorganike. Bota joorganike.*
JOORGANlK,~E n *mb.* Që përbëhet nga pjesë, të cilat nuk janë të lidhura mirë e në mënyrë të har-monishme; që nuk rrjedh nga vetë ndërtimi i diçkaje, që është i rastit, që s'është organik. *Ndërtim joorganik.*
JOPAQËSOR,~E *mb.* 1. Që është a që bëhet ku-ndër paqes; që nuk e do paqen, që përpiqet të prishe paqen a që synon të krijojë një gjendje të acaruar, një gjendje lufte etj.; që sulmon a që kërcënon një po-pull, një vend etj. tjetër; që s'është paqësor. *Shtet jopaqësor. Qëndrim jopaqësor. Politikë jopaqësore.*
2. Që s'është i qetë dhe i urtë, që ka prirje a që synon të grindet, të krijojë mosmarrëveshje etj.; që nuk si-Ilet e nuk vepron me dashamirësi. *Njeri jopaqësor.*
3. Që kryhet ose që arrihet me luftë a me revo-lucion; që është kundër frymës së pajtimit klasor; që nuk mbështetet në pacifizëm, që s'është pacifist. *Rrugë (forme) jopaqësore.*
JOPARIMOR,~E *mb.* 1. Që nuk lidhet me pa-rimet; që nuk ka karakter të përgjithshëm; që s'është aq i rëndësishëm, që s'ka të bëjë me gjënë themelore a me atë që është thelbësore. *Çështje joparimore.*
*2.* Që nuk bëhet sipas parimesh të shëndosha, që nuk mbështetet në parime të drejta e të qëndrueshme; që është në kundërshtim me parimet; jo i drejtë. *Politikë joparimore. Qëndrim joparimor.*
JOPËRÇOES, ~E *mb. spec.* Që nuk e përçon rry-mën elektrike, nxehtësinë etj. *Lëndë jopërçuese.*
JOPJELLOR,~E *mb.* 1. Që nuk jep prodhim ose që prodhon pak, që nuk ka pjellori, që s'është pjellor. *Tokë jopjellore. Vend jopjellor.*
*2.* Që nuk ka pjellë ose që pjell pak dhe që s'jep shumë qumësht (për lopët, dhitë etj.).
JOPRODHIMTAR,~E *mb.* 1. Që nuk prodhon shumë ose që s'jep prodhime fare. *Tokë joprodhim-tare.*
2. Që ka krijuar ose që krijon pak vepra. *Shkrimtar joprodhimtar.*
JOPRODHUES,~E *mb.* 1. Jopjellor; jopro-dhimtar. *Toka joprodhuese. Vende joprodhuese. Kohë joprodhuese.*
2. Që nuk prodhon të mira materiale, që nuk lidhet me prodhimin e të mirave materiale; që nuk i përket prodhimit të të mirave materiale. *Sektorë joprodhues. Investime (shpenzime, ndërtime) joprodhuese. Forca joprodhuese.*
3. *gjuh.* Që nuk mund të krijojë fjalë të reja, që s'jep formime të reja. *Temë joprodhuese.*
JOPROLETAR,~E *mb. 1.* Që nuk lidhet me pro-letariatin, që nuk i përket proletariatit; që nuk bën pjesë në klasën e proletarëve. *Masa (shtresa) jopro-letare. Parti joproletare.*
*2.* Që është i huaj për proletarët, që nuk është në përputhje me ideologjinë dhe me politikën e klasës punëtore, që nuk shpreh interesat e proletariatit, që nuk përshkohet nga fryma e proletariatit; që nuk është proletar. *Pikëpamje (mbeturina, koncepte, shfaq-je) joproletare.*
JORDANEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Jordanisë ose ai që e ka prejardhjen nga Jordania.
JORDANEZ,~E *mb.* Që lidhet me Jordaninë ose me jordanezët, që është karakteristik për Jordaninë ose për jordanezët, i Jordanisë ose i jordanezëve; që është krijuar nga jordanezët. *Popull jordanez. Patriotët jordanezë. Shteti jordanez. Këngë jordaneze.*
JOREAL,~E *mb.* 1. Që s'është i vërtetë, që s'është në botën e vërtetë të sendeve e të dukurive, që është vetëm në përfytyrimin e njeriut ose që është nxjerrë nga koka e njeriut, që nuk ka ndodhur më të vërtetë. *Histori (legjendë, ngjarje) joreale.*
*2.* Që nuk mund të vihet në jetë, që nuk mund të përmbushet a të plotësohet, sepse nuk është bërë mbi baza të drejta e reale, nuk është bërë duke vlerësuar drejt forcat, mundësitë e rrethanat; që s'është real; i pazbatueshëm. *Plan joreal. Kërkesa (propozime) joreale.*JOREALIST,~E *mb.* 1. Që s'tnerr parasysh kushtet e vërteta të realitetit dhe Që s'vepron në përputhje me to; që nuk i merr punët a gjërat ashtu siç janë në të vërtetë, që s'e ka ndjenjën e realitetit, që s'është realist. *Njeri jorealisl. Qëndrim jorealist. Është jorealist.*
2. *art.* Që s'mbështetet në parimet krijuese të rea-lizmit; që nuk e pasqyron realitetin me vërtetësi, që nuk mbështetet në realitetin. *Vepër jorealiste. Per-mbajlje jorealiste. E paraqit në mënyrë jorealiste.*

JORGAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mbulesë që bëhet me dy faqe bezeje, atllasi etj., mbushet me pambuk ose me lesh, qepet kryq e tërthor me pe të rrallë dhe përdoret për ta hedhur përsipër kur biem të flemë. *Jorgan i ri (i bukur). Jorgan atllasi. Jorgani i nuses. Jorgan fëmijësh. Faqja e jorganit. Çarçafi (këllëfi) i jorganit. Mbulohem me jorgan. Bora është jorgani i bimës.fj. u.* bora e mbulon dhe e mban ngrohtë bimën.

• Iu be jorgan *dik uj t* e mbrojti, nuk e la të dëm-tohe j nga diçka. për një plesht djeg jorganin *fj. u. shih te* PLESHT, ~I. Shtriji (zgjati) këmbët sa ke jorganin (plafin, shtratin) *fj.u.* shpenzo aq sa ke mundësi; vëri vetes detyra që Ice aftësi e mundësi t'i kryesh.

JORGANPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor i përgatitur që bën jorganë, ai që punon jorganë. *Kooperativa e jorganpunuesve.*

JORGANPUNUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* JORGANPUNUES,~I.

JORGANXHl,~U in. *sh.* ~NJ, ~NJTË. *shih* JORG ANPUNUES, ~I.

JOSE *lidh. shih* OSE. JOSEMË *lidh. shih* JOMË.

JOSH *kal,* ~A, ~UR. E tërheq, e bëj që të me vijë pas, e afroj me dhelka; ia marr mendjen, e ma-gjeps me fjalë të bukura, me naze etj.,e bëj për vete; *vet. vet a III (me një trajtë të shkurtër të përetnrit vetor në r. kallëzore)* me tërheq me bukurinë, më të mirat etj., me pëlqen. *E joshi me dhelkat (me fjalë, me prem-time, me bukurinë, me nazet). Me josh zemrën* me bën ta dua, e dua. *Me josh fshati (deti, fusha). Me josh puna. E josh muzika. E joshin kërkimet shkencore. E joshnin shëtitjet (qejfet, dëfrimet).*

JOSHEM *vetv.* 1. I afrohem dikujt a fërkohem pas dikujt me dhelka, i shkoj pas dikujt. *Fëmija i joshet nënës. Me joshet macja.*

*2. Pës. e* JOSH. *Nuk joshem lehtë.*

JOSHË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Dhelkë, fjalë e bukur, naze, bukuri etj., që të tërheq a që të bën për vete; diçka tërheqëse; fuqi që të josh. *Joshë e forte (e madhe). Josha e rinisë. Ka shumë joshë. Përdor si joshë (në gjah)* përdor një ushqim, një kafshë etj. për të tërhequr në pritë kafshët që gjuaj.

JOSHË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Nëna e nënës, gjyshja nga ana e nënës. *Shkoj te josha.*

JOSHËS,~E *mb.* Që të tërheq me dhelka, me fjalë, me naze etj., që të bën t'i afrohesh a që t'i vesh pas, që të ndjell; që të magjeps, që të merr mendjen, që të bën për vete, që të josh. *Vajzë joshëse. Fytyri (bukuri, buzëqeshje) joshëse. Fjalë (premtime) joshëse.*

JOSHJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve JOSH, JOSHEM.

2. Diçka që të tërheq a të magjeps, diçka që të josh, joshë. *Joshje e ëmbël.*

JOSHKENCOR,~E *mb.* Që nuk Hdhet me shken-cën; që nuk mbështetet në parime shkencore, që nuk plotëson kërkesat e shkencës, që nuk u përgjigjet atyre. *Pikëpamje joshkencore. Qëndrim joshkencor. Trajtim joshkencor.*

JOSHOQËROR,~E *mb.* 1. Që nuk lidhet me shoqërinë ose me veprimtarinë e njerëzve në shoqëri, që nuk i përket shoqërisë; që nuk linde nuk zhvillohet në shoqëri, që nuk zhvillohet sipas ligjeve të zhvillimit të shoqërisë. *Dukuri joshoqërore. Kategori joshoqërore. Shkencat joshoqërore.*

*2.* Që nuk ka dashamirësi dhe frymë shoqërore, jo prej shoku. *Sjelijc joshoqërore. Qëndrim joshoqëror.*

JOSHQLES,~E *mb. gjuh.* Që shërben për të for-muar trajtën e pashquar, që nuk shquan (për nyjën). *Nyje joshquese.*

JOSHTERUES,~E *mb.* Që s'e çon deri në fund, që s'e zgjidh përfundimisht a që se sqaron mirë diçka; që nuk e trajton nga të gjitha anët dhe në thellësi një gjë; që nuk përfshin gjithçka për një çështje, që lë gjëra jashtë; jo i plotë. *Në mënyrë joshteruese.*

JOSHTËR,~RA . Erë e ngrohtë dhe e forte, që fryn nga deti dhe që dëmton të lashtat e bimët e tjera.

JOTE *pron.* (e) *(gjin., dhan., rrjedh.* SATE;

*kallëz.* TËNDE) *sh.* TUA (e) *(kur prona shënohet nga një emër i gjinisë femërore).* 1. Që të përket ty, pronar i së cilës je ti, që e ke ti. *Shtëpia (dhoma) jote. Kë-ntisha jote. Këpucët e tua.*

2. Që ka të bëjë me ty, që ka lidhje të ngushta, lidhje gjaku, lidhje farefisnie a ndonjë lidhje tjetër me ty. *Nëna (gjyshja, vajza, motra, kushërira, mbesa, kunata, nusja) jote. Jot ëmë. Shoqet e tua. Mësuesja (drejtoresha) jote.*

3. Së cilës i përket edhe ti, pjesëtar a anëtar i së cilës je edhe ti, në të cilën bën pjesë edhe ti; që e drejton ti, në krye të së cilës je ti. *Shkolla (klasa, ndërmarrja, fabrika) jote. Organizata jote. Shoqëria jote. Në bri-gadën (në kompaninë) tënde.*

4. Që është përgatitur a është hartuar nga ti, që e ke bërë ti, që del a që krijohet së pari nga ti; që e ushtron ti. *Poema (vepra) jote. Fjala (ligjërata) jote. Ideja jote. Këshilla jote.*

5. Që e ke ti, që është tek ti; që të dallon ty, që të përket dhe që të karakterizon ty; që lidhet me ty, që është a që bëhet për ty. *Dora (këmba) jote. Pamja jote. Sjellja jote. Forca (zotësia) jote. Dëshirat (aftësitë, bindjet) e tua. Sëmundja (gjendja) jote. Në rininë tënde. Në fejesën (martesën, dasmën) tënde. për të mirën tënde.*

*6.* Që të pëlqen me shumë ty, që e do me shumë se të tjerët. *Kënga (loja) jote. Gjella jote. Ngjyra jote.*

7. *përd. em.* JOTJA *sh.* TUAT (të). Një e afërt, më të cilën ke lidhje gjaku, lidhje farefisnie ose lidhje të ngushtë miqësie; a jo më të cilën të bashkojnë të njëjtat synime, pikëpamje etj.; ajo, të cilën e do dhe së cilës i beson shumë. *Një jotja. Është jotja. Erdhën ti tuat.*

8. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1-6 të përemrit pronor.

JOTOKËSOR,~E *mb.* Që nuk Hdhet me Token si planet, që nuk i përket rruzullit tokësor; që nukgjendet ose që nuk jeton në Tokë. *Forcal jotokësore. Prejardhje jotokësore.*

JOVENDIMTAR,~E *mb.* Që nuk luan rol ve-hdimtar në zgjidhjen e një çështjeje, në një punë etj., që nuk është vendimtar. *Rrethanë jovendimtare.*

JOVETOR,~E *mb. gjuh.* Që nuk ka vetë, që s'mund të ndryshojë a nuk ndryshon sipas vetës; e pashtje-Hiiar (për format e ngurosura të foljes). *Format jo-vetore të foljeve.*

JOZYRTAR,~E *mb. 1.* Që nuk lidhet me zyrën ose me zyrtarët; që nuk del nga ndonjë organ qe-veritar; që s'është ngarkuar zyrtarisht për diçka; që s'çshtë zyrtar. *Lajme (të dhëna) jozyrtare. Mbledhje jozyrtare. Deklarata jozyrtare. Përfaqësues jozyrtar.*

2. Që nuk bëhet sipas rregullave e kërkesave zyr-t^re, që del jashtë disa caqeve të caktuara zyrtare, që s'është zyrtar. *Bisedime jozyrtare. Darkë jozyrtare. Vizitë jozyrtare.*

JU i *(dhan.* JUVE, *tr. e shkurt.* JU; *kallëz.* JU, *tr. shkurt.* JU; *rrjedh. JX5SH) vetor.* 1. Përdoret për t'iu drejtuar një grupi njerëzish, më të cilët bisedojmë ose të cilëve u shkruajmë; përdoret për t'iu drejtuar bashkëbiseduesit dhe grupit të njerëzve ku bën pjesë ail *As ju as ata. Vetëm ju. Ju folët! Shkoni edhe ju! Ju e dini. Ju mësoni (punoni) ! Varet nga ju (prej jush). Do të vijë pas jush. Punon me ju. Banon te ju. Është ngaju. S'është me ju.*
2. Përdoret i ndjekur nga një emër për të dalluar bashkëbiseduesit ose bashkëbiseduesin së bashku me një grup njerëzish që kanë moshë të afërt, pikë-pamje, interesa a diçka tjetër të njëjtë. *Ju të rinjtë. Ju pleqtë. Ju vajzat. Ju punëtorët. Ju të fshatit (të qy-tetit, të malit, të fushës). Ju të punës mendore.*
3. *zyrt.* Përdoret për të treguar përfaqësuesit e një organi drejtues, të një institucioni etj., të cilit i drej-tohemi. *Ju, si këshill popullor. Ju, si komitet ekzekutiv.*
4. Përdoret kur flasim me një njeri a kur i drejto-herrti dikujt që duam ta nderojmë. *Ju, shoku mësues.*
JU ii *përem.* Trajtë e shkurtçr e përemrit vetor ju në rasat dhanore dhe kallëzore. *Ju them juve. Ju dhashë (ju kërkova) juve. Ju pashë (ju gjeta, ju mblodha) ju.*
JUA. Trajtë e shkurtër e shkrirë e përemrit vetor e formuar nga bashkimi i trajtës së shkurtër të vetës së ijytë në rasën dhanore të numrit shumës (ju) me trajtën e shkurtër të vetës së tretë në rasën kallëzore të numrit njëjës (e) ose të numrit shumës (i).
JUAJ *pron. (gjin. dhan., kallëz. rrjedh.* TUAJ; *sh.* !TUAJ *kur prona shënohet nga një emër i gjinisë mas'hkullore, gjin., dhan., rrjedh.* SUAJ; *kallëz.* TUAJ; *sh.* TUAJA *kur prona shënohet nga një emër i gjinisë femërore). 1.* Që ju përket juve, pronar i të cilit jeni ju, që e keni ju. *Libri juaj. Shtëpia juaj. Në dhomën, tuaj.*
*2.* Që ka të bëjë me ju, që ka lidhje të ngushta, lidhje gjaku, lidhje farefisnie a ndonjë lidhje tjetër me ju. *Nëna (motra, vëllai, babai) juaj. Shokët tuaj. Shoqet tuaja. Fëmijëve tuaj. Nxënësi juaj. Fqinja juaj.*
3. Të cilit i përkisni edhe ju, pjesëtar a anëtar i të cilitl jini dhe ju, në të cilin bëni pjesë edhe ju; që e drejtoni ju, në krye të të cilit jirii ju. *Atdheu (qyteti, fshdti) juaj. Lagjja (rruga, uzina) juaj. Reparti (sektori) juaj., Partia (organizata, shoqëria) juaj. Brezi juaj.*
4. Që është përgatitur a është hartuar nga ju, që e kini bërë ose e bëni ju, që del a krijohet së pari nga ju; që e ushtroni ju. *Tregimi (romani, plant) juaj. Fjala juaj. Puna (mjeshtëria) juaj. Gabimi (kujdesi) juaj. Sipas mendimit tuaj.*
5. Që e keni ju, që është te ju; që ju dallon a ju karakterizon ju, që ju përket juve; që lidhet me ju, që është a që bëhet për ju. *Krahët tuaj. Zakoni juaj. Sjellja juaj. Vullneti (nderi) juaj. Zotësia (aftësia) juaj. Mosha juaj. Në shërbimin tuaj. për të mirën tuaj.*
6. Që ju pëlqen me shumë, që e doni me shunë se të tjerët. *Vendi juaj i përditshëm. Kënga juaj. Pija (ëmbëlsira) juaj.*
7. Përdoret kur i drejtohemi dikujt a flasim me dike që duam ta nderojmë. *Libri juaj, shoku mësues. Në emrin tuaj.*
8. *përd. em. m.* JUAJI, *sh.* TUAJT, JUAJA, *sh.* TUAJAT. Njeri i afërt, më të cilin keni lidhje gjaku, lidhje farefisnie ose lidhje të ngushta miqësie; mik, shok a shoqe që e doni dhe që i besoni shumë. *Disa nga tuajt (nga tuajat). S'është juaji (juaja). Shkoi juaji (juaja). U mundën tuajt (tuajat).*
9. *përd. em.* sipas kuptimeve të përemrit pronor. JUAN,~I *m. sh.* —Ë, ~ËT. Njësia monetare bazë
e Kinës; monedhë që ka këtë vlerë.
JUBILAR,~E *mb.* Që lidhet me një përvjetor të rëndësishëm të një ngjarjeje të shënuar, që i përket një jubileu; që bëhet me rastin e një jubileu. *Vit (muaj) jubilar. Ditë jubilare. Festa jubilare. Takim (sesion) jubilar. Mbledhje (mbrëmje) jubilare.*
JUBILE,~U *m. sh.* ~, ~TË. Përvjetor i rëndësishëm i jetës së dikujt, i një ngjarjeje të shënuar etj., zakonisht në vite të rrumbullakëta (në krye të dhjetë vjetëve, të njëzet a të njëzetepesë vjetëve etj.); krem-timi që bëhet për këtë përvjetor. *Jubile i lavdishëm (i madh). Jubileu i themelimit të Partisë. Jubileu i 60-vjetorit të ditëlindjes. Dita e jubileut. Me rastin e jubileut. Presim (kremtojmë) jubileun.*
JUD,~I *m. mit.* Figure e përrallave popullore, që, sipas besimeve të kota, përfytyrohej si lugat, i cili dilte natën dhe përleshej me njerëzit, sidomos me pijanecët. *U be si jud.*
JUDË,~A *m.sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Tradhtar e spiun i poshtër, ai që shet edhe babanë a vëllanë e vet. *Judë i pabesë.*
JUFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. sh.* Pete brumi, të gatuara zakonisht me vezë, të thara në diell dhe të copëtuara, që përgatiten si zahire për dimër; petë, petarishte, petka. *Jufka me gjalpë.*
*2.* Ëmbëlsirë që bëhet me petë të pjekura në tigan dhe të përvëluara me sherbet; një lloj petulle me sherbet.
JUG,~U *m.* 1. Pika e horizontit që është përku-iidrejt veriut; drejtiminëtë kundërt të veriut, ana që është në të djathtë kur kthehemi me fytyrë nga lind dielli. *Në jug të qy tetit (të fshatit). Me dritare ngajugu. Fryn (vjen) nga jugu. Sheh nga jugu.*
*2.* Vend që gjendet në këtë drejtim; banorët e këtij vendi. *Jugu iShqipërisë. Jugu i Ballkanit (i Evropës). Qyteti (bregdeti) i jugut. Detrat (fushat, lumenjtë) e jugut. Banorët e jugut. PQU i jugut. gjeogr.* pika me jugore e rruzullit tokësor. *Rrethi Polar i Jugut. Ante-rika e Jugut. Në jug të vendit.*3. Vend i ngrohtë, në krahasim me Vendet e ftohta të Veriut. *Dielli i jugut. Nxehlësia e jugut.*
JUGË,~A . Erë e ngrohtë që fryn nga jugu dhe që zakonisht sjell shi. *Juga e bardhë* erë e ngrohtë që fryn nga jugu në fillim të pranverës dhe që çel lulet, era e luleve. *Fryn jugë. E dogji juga grurin. E ha (e rreh) juga (një vend)* e zë era e jugut. *E hëngri juga borën* e shkriu borën era e ngrohtë e jugut.
JUGLINDJE,~A . Ana e horizontit ose drejtimi midis jugut dhe lindjes. *Nga ana e juglindjes. Gjendet (bie) në juglindje. Fryn nga juglindja. Shkon (drejtohet) në juglindje.*
JUGLINDOR,~E *mb.* Që gjendet në juglindje të diçkaje; që është i viseve të cilat ndodhen në juglindje; i juglindjes. *Skaji (kufiri) juglindor. Pjesa juglindore. Azia Juglindore. Të folmet juglindore.*
JUGOR,~E *mb.* 1. Që gjendet në jug të diçkaje; që është i viseve të cilat ndodhen në jug; i jugut. *Pjesa (ana) jugore. Skaji jugor. Poli Jugor. gjeogr. Gjysmërruzulli Jugor. gjeogr. Tropiku Jugor. gjeogr. Gje-rësia gjeografike jugore. gjeogr.* largësia e një vendi nga Ekuatori në drejtim të Polit të Jugut. *Pika me jugore.*

2. Që fryn nga jugu, që vjen nga jugu (për erën). *Erë jugore.*
3. Që lidhet me vendet e ngrohta të jugut; që u për-ket këtyre vendeve; që është karakteristik për vendet e ngrohta të jugut ose për banorët e tyre. *Dielli jugor. Ngrohtësi jugore. Netët jugore. Bimësi jugore. Temperament jugor.*
JUGOSLLAV,~E *mb.* Që lidhet me Jugosllavinë, që i përket Jugosllavisë, i Jugosllavisë. *Shteti jugosllav. Bregdeti jugosllav. Ekonomia jugosllave.*
JUGPERËNDlM,~I *m.* Ana e horizontit ose drejtimi midis jugut dhe perëndimit. *Nga ana e jug-perëndimit. Është në jugperëndim. Vjen nga jugperëndimi. Shkon (drejtohet) në jugperëndim.*
JUGPERËNDIMOR,~E *mb.* Që gjendet në jugperëndim të diçkaje; që është i viseve të cilat ndodhen në jugperëndim. *Ana jugperëndimore. Në skajin jugperëndimor. Të folmet jugperëndimore.*
JUNTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *keq.* Grup njerëzish në krye të shtetit borgjez e reaksionar, që e ka marrë pushtetin me dhunë dhe që në emrin e një këshilli, të një asambleje etj. shtyp e shfrytëzon egërsisht po-pullin. *Junta ushtarake (fashiste). Kreu i juntës.*
JURl,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Grup njerëzish që për-bëjnë një komision, i cili ka për detyrë të vlerësojë e të shpallë fituesit në një garë, në një konkurs etj.; gjyqtaria në një garë, në një ndeshje sportive etj. *Vendimi (mendimi) i jurisë. U mblodh juria. Juria për-bëhet (prej* 5 *vetash).*
2. *drejt.* Grup njerëzish që në vendet borgjeze, caktohen për të marrë pjesë në një gjyq më të drejtën që të vendosin për fajësinë ose për pafajësinë e të pa-ndehurit. *Vendimi i jurisë. Iu drejtua (i kërkoi, iu tut) jurisë. E gjykuan me ndihmën e jurisë.*
JURIDIK,~E *mb.* Që lidhet me normat e me li-gjet e së drejtës, të një shoqërie, si dhe me shpjegimin, jne studimin e me zbatimin e tyre, ligjor; që lidhet me
drejtësinë dhe më të drejtën, i drejtësisë e i së drejtës. *Norma (pikëpamje) juridike. Marrëdhënie juridike. Rregullim (veprim) juridik. Sistem (rend) juridik. Këshillë (ndihmë) juridike. Vartësi ekonomike dhe juridike e dik uj t. Ndërgjegjja juridike* forme e ndërgjegjes shoqërore, ku gjejnë shprehjen pikë-pamjet, mendimet dhe qëndrimi i shtetasve ndaj së drejtës. *Fakulteti juridik. Shkencat juridike. Letërsi juridike. Nga ana (nga pikëpamja) juridike.*
• Person juridik *zyrt.* ndërmarrje, insti-tucion, shoqëri etj. që i është njohur ligjërisht e drejta të përfaqësojë vetveten para shtetit për veprimtarinë që kryen.
JURIDIKISHT *ndajf. drejt.* Nga ana ligjore, nga pikëpamja juridike; me ligj, në bazë të normave dhe të rregullave juridike. *Sanksionohen juridikisht. E varur juridikisht. S'është në fuqi juridikisht.*
JURIDIKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* 1. E drejtë e një organi për të bërë një gjyq, për të zgji-dhur një çështje, për të ushtruar një veprimtari të caktuar etj. në përputhje me ligjin. *Juridiksion ndër-kombëtar. Juridiksion gjyqësor (administrate, ush-tarak, civil). Ushtron (shtrin) juridiksionin.*
*2.* Sferë brenda së cilës ushtrohet një e drejtë a një veprimtari, vendi a rrethi brenda të cilit një organ vepron dhe ka të drejta të plota të ushtrojë detyrën e tij. *Kishte një juridiksion të ngushtë (të gjerë). Hynte në juridiksionin e tij.*
JURISPRUDENCË,~A . *libr.* Shkenca e drejtësisë; drejtësia si specialitet a si profesion. *Jurispru-denca krahasuese. Instituti i jurisprudences. Diplomë jurisprudence. Merret me jurisprudence.*
JURIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist me arsim të lartë në fushën e drejtësisë.
JURISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* JURIST, ~I.
JUSTIFIKIM,~I *m,sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve JUSTIFIKOJ, JUSTI-FIKOHEM. *Frymë justifikimi.*
2. Prove, dëshmi a vërtetim për diçka; ajo që themi për të justifikuar diçka; përligjje, shfajësim. *Justifikim pa baza. Shërben si justifikim. Nxjerr (gjen) justifikime.*
JUSTIF1KOHEM *vetv.* 1. Përligj sjelljen time ose qëndrimin a veprimin tim; përligjem, shfajësohem. *V përpoq të justifikohej.*
2. *Pës. e* JUSTIFIKOJ.
JUSTIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përligj, shfa-jësoj. *Justifikon veten. Justifikoj veprimet e mia. I justifikoi mungesat. E justifikoi me fjalë (me gënjesh-tra). E justifikoi drejt (kot, plotësisht). Justifikoi be simin (shpresat) e dikujt. E justifikoi dashurinë e dikujt.*
JUSTIFIKUESHËM (i) ~ME (e) *mb.* I përligj-shëm. *S'është i justifikueshëm.*
JUTË,~A . *bot.* Bimë që rritet në Azinë Jugore e sidomos në Indi për të nxjerrë prej saj fije, të cilat shërbejnë për të bërë litarë, pëlhura të trasha etj.; fijet që nxirren nga lëvorja e kësaj bime.K

# K

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e pesëmbëdhjetë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja k. Shkronja k. Tingulli k.*
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja *k. K-ja e madhe (e vogël). K-ja e dorës (e shtypit).*
KA,~U *m. sh.* QE, QETË. Dem mbi tre vjeç, za-konisht i tredhur, që shërben në bujqësi për të lëruar token, për të tërhequr qerren etj.; gjedh mashkull i rritur. *Ka balash. Ka plak. Ka pune. Qetë e parmen-dës. Mish (lëkurë, kokë) kau. Një pendë qe. Mbrehu (zuri) qetë. Ngel qetë. Punon me qe. Punon si ka* punon shumë, pa hile, duke vënë të gjitha forcat.
• Si kau në ugar duke u vërtitur e duke u rrotulluar kot; duke u munduar kot. As me buaj as me qe *shih te* BUALL,~I. I mbrehu (i zuri, i ngatërroi) qetë m *e dike shih te* MBREH. I pjell edhe kau (musbka) *dikujt* i venë punët shumë mirë; është në gjendje të mirë ekonomike, i pjell edhe këndesi. E bën mizën {pleshtin) ka (buall) *shih te* BUALL,~I. E bëjnë kaun me viç *shih te* VIÇ,~I. E do si kau kashtën *iron,* nuk e do aspak. *V* fut (hyri) në bri të kaut (të buallit) *shih te* BRI,~RI. Qe si qe e u be si ka *shak.* ndodhi si ndodhi, tashti ta lëmë këtë çështje, se mori fund. Kërkon kaun në gji *shih te* GJI,~RI. Njihet si kau (si kali) balash *shih te* BALASH,~E. E ruan si i varfri kaun e ruan si gjënë më të shtrenjtë. I vinte (i ngjiste) brirët e kaut (brirë) *dikujt shih te* BRI,~RI. Sa të thë-rresin qetë, thërret qerrja sa të qajnë qetë, qan qerrja. Sa të qajnë qetë, qan qerrja sa të ankohet dikush tjetër që mban barren më të rëndë, ankohet ai që nuk ka ndonjë barrë ose vështirësi për të përballuar. E zë (e kap) kaun (demin) për brirësh *shih te* BRI,~RI. Të jep kaun në vorbë dhe shpatën pa dorëz është trim i madh. Humbi qetë e pyet për brirët *fj. u. shih te* HUMB. Kjo është (kësaj i thonë) tre qe e dy pendë *shih te* PENDË,~A n. S'shëndoshet (s'majmet) kau ditën që do të theret *fj. u.* s'lihet puna për në fund, s'arrihet përfundimi i dëshiruar duke punuar e duke u përpjekur vetëm në çastin e fundit.
KABA *mb. bised.* 1. Që zë shumë vend dhe nuk mund të përdoret dot me lehtësi; që nuk është shumë i rëndë, por ka vëllim të madh (për sendet). *Dollap kaba. Është kaba.*
2. Që nuk ka gjë brenda, i zbrazët përbrenda; i madh në dukje po me kokrra të rralla. *Miser kaba.*
3- *fig-* Që nuk është punuar me mjeshtëri; që është
bërë pa kujdes dhe pa shije (për një punë). *Punë kaba.*
4. *fig.* Qe nuk di të sillet, që i lëshon f jalët pa men-duar mirë; i trashë nga mendja; i pagdhendur (për njerëzit). *Njeri kaba.*
5. *përd. ndajf.* Pa gjykuar thellë, pa menduar shumë, pa i peshuar mirë fjalët; rëndë. *Fliste kaba.*
*ir* Me vjen kaba me vjen rëndë.
KABA,~JA . *sh.* ~, ~TË *muz.* 1. Iso me zë të trashë. *Mbaj kaba.*
2. Pjesë muzikore popullore, e shtruar, që luhet zakonisht me gërnetë ose me violinë. *Kaba përmetare. Kaba me gërnetë (me violinë, me dajre). la mori një kabaje.*
3. *si mb.* I trashë, që i ngjet basit. *Zë kaba.*
KABARDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dhi e bardhe-me; dhi me qime të përzier.
KABARE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Lokal nate, ku
pine, këndojnë e vallëzojnë në mënyrë të shthurur. (në vendet borgjeze e revizioniste). *Artist kabareje. E shkonte jetën nëpër kabare.*
KABASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Kane uji. *Një kabash ujë.*
KABASHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* Që zë shumë vend, kaba. *Dollap i kabashëm.*
KABËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesa metalike e sheshtë në njërën anë të hostenit, që shërben për të pastruar plorin. *Pastroj me kabëz.*
KABINET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dhomë e ve-çantë në një institucion, që ka mjetet a pa j is jet e duhu-ra për të studiuar, për t'u konsultuar, për të bërë ek-sperimente etj.; dhomë pune e një studiuesi, e një nëpunësi me përgjegjesi etj.; institucion i vogël ndih-mës për një punë të veçantë, qendër propagande e konsultimi për çështje të ndryshme të veprimtarisë shkencore e shoqërore. *Kabinet pedagogjik (meto-dik). Kabinet pune. Kabineti i gjeografisë (i fizikës, i biologjisë). Kabineti i Partisë. Kabineti i arsimit shëndetësor. Kabineti i ministrit.*
2. Tërësia e ministrave që përbëjnë qeverinë e një shteti (në vendet borgjeze). *Kabinet i ri. Kabineti i ministrave. Kryetari i kabinetit. Mbledhja e kabinet it. U formua (u ndërrua) kabineti. Ra kabineti.*
•*k* Shkencëtar kabineti *libr., keq.* shkencëtar që kashkëputur Iidhjet me jetën, shkencëtar që nuk njeh praktikën revolucionare.
KABINË,~A *sh.* ~A, ~AT. Kthinë e vogël për udhëtarë në një anije, në një vagon treni etj.; e ndarë e vogël prej dërrase, prej xhami, prej me tali etj., që shërben si vend pune për një njeri a për dy veta ose për qëllime të tjera; dhomë e vogël në plazh, me pajisje të thjeshta, ku zhvishen ata që lahen ose ku banojnë për pak kohë ata që pushojnë. *Kabinë ditore. Kabinë elektrike. Kabinë telefonike. Kabinat e anijes (e trenit). Kabina e traktorit (e vinçit, e kamionit, e ashensorit). Kabina e aktorit. Kabina e shpërndarjes (e komandimit). Kabina e përkthyesit (e folësit). Kabinat e plazhit. Kabinë për dush. Kabina numër 1. Kabinë e klasës së pare.*
KABlSHT,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Gërshërëz.
KABLESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ ËT. 1. Lëvozhga e butë që mbështjell frytin e disa pemëve; shark. *Kab-lesh arre (lajthie, gështenje).*
2. Boçë pishe, bredhi etj.
KABLOSH,~I *m.* 1. Tufë leshi, që u lënë dhenve mbi kokë kur i qethin. 2. Balluke. *Kabloshi i ballit.*
KABLLO,~JA . *sh.* ~, ~T. 1. Tel i trashë me shumë fi je dhe i veshur me një shtresë të trashë mbroj-tëse, i cili përdoret zakonisht për të përcjellë rrymën elektrike nën tokë a nën ujë, për vijat telefonike etj. *Kabllo elektrike (telefonike). Kabllo njëfazore (tri-fazëshe). Kabllo nënujore. Kabllo e nëndheshme. Kabllo ushqimi. Shtrijnë (mbledhin) kabllon.*
*2.* Tel i trashë si litar, i përbërë prej disa fijesh të përdredhura, që përdoret për të lidhur a për të tër-hequr. *vuri kabllon. E tërhoqi me kabllo.*
KABLLOGRAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Telegram që dërgohet me anë të kabllos. *Mori kabllogramin.*
KABOQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Majë kodre; vend i ngritur e me majë, sukë.

KABOT,~I *m. tekst.* Pëlhurë e trashë si dok, me thurje të ngjeshur. *Kabot i ashpër. Kabot i ngjyrosur. Çarçaf (këmishë) kaboti.*
KABOTAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *det.* 1. Lundrimi i anijeve tregtare gjatë brigjeve të detit në një largësi të caktuar nga toka. *Kabotazh i vogël* lundrim midis porteve që ndodhen në të njëjtin det dhe që i përkasin të njëjtit shtet. *Kabotazh i madh* lundrim gjatë brigjeve jashtë kufijve shtetërorë. *Anije kabotazhi. Vend kabotazhi.*
2. Grup anijesh që lundrojnë gjatë brigjeve të detit. *Kapiteni i kabotazhit.*
KABULL,~I *m. bised.* Pranim, pëlqim. *E bëri kabull diçka* e pranoi ta marrë diçka, e begenisi; pranoi të bëjë diçka. *E bëri kabull dike* e fali dike për një fyerje ose për një gabim, u tregua zemërgjerë me të.
KABUNI,~A . *sh.* ~, ~TË. Ëmbëlsirë që bëhet me oriz e me sheqer të djegur, me rrush të thatë, me bajame etj.
-*k* Ka (kërkon të ketë) njërën dorë në bakllava dhe tjetrën në kabuni (në mjaltë, në revani) *keg. shih te* DQRË,~A.
KACABU,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *zool.* Lloj buburreci, me ngjyrë të zezë, që jeton zakonisht nëpër
shtëpi ose në vende ku hidhen mbeturina ushqimesh; furrtarja e zezë. *Dolën kacabunjtë.*
-• I hipën (i kërcyen) kacabunjtë u inatos, u nevri-kos. I zbritën (i ranë) kacabunjtë i iku inati.
KACADRE,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *zool.* Ka-cabu i madh, me ngjyrë të gjelbër të errët, që e ka kokën të gjerë dhe me dy brirë të harkuar e të dhëmbë-zuar nga brenda. *Brirët e kacadrerit. Mustaqe kaca-dreri* mustaqe të harkuara e të kthyera përpjetë.
KACAFlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mullar me bar, me kashtë etj., që ngrihet mbi tre ose katër hunj. *Kacafik me bar (me gjethe dushku). E vënë kashtën në kacafik.*
2. Kasolle e ngritur mbi katër drunj, ku rri e fle rojtari i vreshtave a i bostaneve; shtëpi e vogël dhe e keqe; kasolle.
KACAFYT *kal.,* ~A, ~UR. 1. E kap dike për gryke; mbyt.
2. *vet. veta HI fig.* Të kap e nuk të lëshon, të mbërthen fort. *E kacafyti mërzia.*
KACAFYTAS *ndajf.* Duke u kapur fytafyt; fytafyt.
*V kapën kacafytas.*
KACAFYTEM *vetv. 1.* Kapem për gryke me dike, zihem fytafyt me dike. *U kacafytën për vdekje. U kacafytën si qeni me macen.*
*2.* Futem në luftë të ashpër për jetë a për vdekje me dike; përleshem. *U kacafytëm me armikun.*
3. *fig.* Përballoj me përpjekje një gjendje të vështirë, luftoj me ashpërsi kundër pengesave a vështirësive; përleshem. *U kacafytën me vështirësitë (me skamjen).*
*V kacafyt me vdekjen (me sëmundjen).*
KACAFYTJE,~A *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KACAFYT, KACAFYTEM.
*Kacafytje e përgjakshme. Kacafytje për vdekje. Kacafytje trap me trup.*
KACAGJEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Milingonë e madhe me ngjyrë të kuqe të errët, kaposh.
2. *fig. mospërf.* Ai që ngrefoset e kapardiset si gjel; njeri që kujton se është shumë i zoti e mburret para të tjerëvet.
3. *përd. ndajf. mospërf.* Si gjel, kacagjelthi. *Rri (ecën) kacagjel.*
KACAGJELOHEM *vetv.,* ~OVA(u), ~OAR
*mospërf.* Ngrefosem e kapardisem si gjel; mburrem duke u paraqitur shumë i zoti përpara të tjerëvet; shes mend. *Kacagjelohej para fëmijëve.*
KACAGJELTHI *ndajf. mospërf.* Duke u ngrefosur e duke u kapardisur si gjel. *Rrinte kacagjelthi.*
KACAMBYTEM *vetv,,* ~A(u), ~UR. Zihem për gryke me dike, kacafytëm; përleshem. *U kacambytën për hiçgjë.*
KACAN,~E *mb. keq., shar.* 1. Dorështrënguar, kopraç.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Kacdn i madh.*
KACARRAN,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Dru i gjatë i pagdhendur, shkop me gëthapë. *ra me një kacarran. E rrahu leshin me kacarran.*
KACARRlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Furkë për të mbështetur hardhinë, furkaçe.KACARROHEM *vetv.* 1. I ngjitem me këmbë e me duar një peme, një shtylle etj., i qepem, kacavarem. *Iu kacarrua vidhit.*
2. *fig.* Ngrefosem, kacagjelohem.
KACARROJ *kal.y* ~OVA, ~UAR. I hidhem në grykë për ta përqafuar, e përqafoj; i hidhem në qafë kaliboç.
KACARRUM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Koçan misri, misërishte. *Ndezin zjarrin me kacarruma. Mbyll shishen me kacarrum.*
KACATURRË,~A. *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. Kamë e madhe dhe e mprehtë në të dy anët, që mbahej në brez e futur në këllëf.
2. Bajonetë si thikë e mprehtë në të dy anët, syngji.
KACAVAREM *vetv.,* ~A(u). ~UR. 1. I ngjitem një peme, një muri etj., duke u kapur me duar e me këmbë, i qepem; varem (për njerëzit dhe për disa kafshë). *Kacavarej në pemë. Kacavaret në ntur. Iu kacavar shkëmbit. Fëmijët kacavareshin nëpër dritare.*
2. *vet. veto III.* I ngjitet një druri, një shkurreje a një bime tjetër me kërcell të forte, duke iu përdredhur rreth e rrotull (për disa bimë), *Fasulet i kacavaren misrit.*
3. *fig.* I vihem me këmbëngulje një pune, duke përballuar vështirësitë, i qepem e s'i ndahem.
KACAVARËS,~E *mb.* Që i ngjitet një druri, një shkurreje a një bime tjetër me kërcell të forte, duke iu përdredhur rreth e rrotull (për disa bimë). *Bimë (lule, shkurre) kacavarëse.*
KACAVARJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljes KACAVAREM.
KACAVlRREM *vetv.,* ~ORA (u), ~JERRË. *shih* KACAVAREM.
KACAVJERRËS,~E *mb. shih* KACAVARËS,~E.
KACEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lëkurë prej bagëtie të imët, e regjur dhe e qepur si thes, që përdoret për të mbajtur kryesisht vaj, verë, gjalpë etj.; shakull, calik. *Kacek me gjalpë (me vaj, me verë).*
2. Rrësheku i kovaçit, gjyryk.
3. *bised.* Gajde. *bie kacekut.*
• *V* be kacek (calik) hëngri shumë, iu fry barku; u shëndosh shumë. M'u be barku kacek (daulle, lodër) *shih te* DAULLE,~JA.
KACER,~E *mb.* 1. Që i ka brirët të drejtë e të ngritur përpjetë, brihell. *Dash (ka) kacer. Dhi kacere.*
*2.* Që i ka mustaqet të ngritura drejt përpjetë. *Burrë kacer.*
3. *ftp.* 1 prapë, që s"lë dy gurë bashkë. *Fëmijë kacer.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
KACt,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Lopatë e vogël prej metali, me bisht të gjatë, që përdoret j)ër të marrë prush e për të

hequr hirin nga vatra a nga soba. *Një kaci me prush (me hi). Mori zjarr me kaci.* '

2. *fig.* Njeri që i shërben verbërisht dikujt, vegël në shërbim të dikujt, mashë.

KACIBARDHË,~A . *sh.* ~A. ~AT *bot.* Trëndafil i egër.

KACIDHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Mo
nedhë me vlerC njëzet para ose një gjysmë groshi. *S^kishte asnjë kacidhe në xhep.*

*1. mospërf.* Njeri me trup shumë të vogël.

• S'bën një kacidhe s'vlen fare. E bën groshin kacidhe kursen tepër.

KACILORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë e vogël në trajtën e gotës, që nxë një liter e c,ë përdoret edhe si masë për lëngje. *Një kacilore qumësht.*

KAClT *jokai,* ~I, ~UR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me ngec në fyt (buka a ndonjë ushqim tjetër i ngurtë). *Me kaciti gjiza. Bjermë në kurriz se nlë kaciti!*

KACUK *ndajf.* Galiç. *Rri kacuk.*

KACULE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Disa dorëza gruri, misri etj. të mbledhura bashkë, demet i vogël, kapë. *E bënë thekrën kacule.*

2. Torbë e vogël që i vihet në gojë qengjit, viçit etj. që të mos pijë. *vuri kaculen shelegut.*

KAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Ai që end në avlëmend, endës. *Ha si kaçi* ha shumë e s'ngopet.

KAÇABERR,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Kalli misri me kokrra të rralla.

KAÇADREDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Diçka e përdredhur; dredhë.

2. *kryes. sh.* Kaçurrela.

KAÇAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që ikte nga shtëpia, jetonte fshehur si cub (zakonisht në mal) dhe luftonte kundër padrejtësive shoqërore, kundër klasave shfrytëzuese e pushtuesit të huaj. *Kaçak mali. Çetë kaçakësh. Doli kaçak.*

U be kaçak *dikush* ka munguar për një kohë të gjatë; nuk ka ardhur prej kohësh, humbi.

KAÇAK,~E *mb. vjet.* 1. Që është karakteristik për kaçakun, që është veti e tij, prej kaçaku. *Jetë kaçake.*

2. Që shitej e blihej kontrabandë (për një mall a për një plaçkë). *Mall kaçak. Duhan kaçak.*

KAÇAKÇE *ndajf. bised.* 1. Ashtu si vepronin kaçakët, fshehurazi, vjedhurazi, si kaçak. *Vinte kaçakçe në shtëpi e ikte.*

2. Pa dijeninë e organeve shtetërore, duke ia fshehur doganës, kontrabandë. *E Juste mallin kaçakçe. E shiti kaçakçe.*

3. *përd. mb.* I tillë siç e bënin a siç e mbanin kaçakët. *Rroba (veshje) kaçakçe. Këngë kaçakçe.*

KAÇAMAK,^—U *m.* Memëligë me miell misri; përvëlak.

KAÇAMILL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË *zool.* Lloj kërmilli, që jeton afër brigjeve të detit dhe që peshkatarët e përdorin zakonisht si karrem për të zënë peshk; kërmill uji, kërmill deti; kërmill.

KAÇAMOL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kalli misri që ka mbetur i vogël; kalli misri me pak kokrra. *Mbeti kaçamol.*

KAÇANDUK *kal.,* ~A, ~UR. 1. E nduk a e pickoj dike nc disa vende; shkalafit. *Nduk e kaçanduk.*

*2.* Ia shkul qimet {një kafshe); ia nduk pendët (një shpendi). *Kaçanduk pulën rosën, zogun).*KAÇARRET,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Jakuce, theikore. *Kaçafret i zi (i bardhë). Veshi kaçarrelin.*

KAÇAVIDË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Vegël e metaltë,;si daltë e hollë dhe e ngushtë, me dorezë të veshur, që përdoret për të shtrënguar e për të liruar vidat. *Shtrëngoj (liroj) me kaçavidë.*

KAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* 1. Bimë barishtore e vogël, që nxjerr në fillim të pranverës lule me petla të bardha në të verdheme a në ngjyrë vjollce dhe që ka në rrënjë një zhardhok me shijen e pjeprit të papjekur; zhardhoku i kësaj luleje. *Lule kaçeje. Çelën kaçet.*

2. Trëndafil i egër, kacibardhë; fryti i kësaj shkurreje.

3. Lule vjeshte.

4. *përd. mb.* Që ka ngjyrë të bardhë në të verdheme. *Dele kaçe.*

KAÇEL,~E *mb.* I çalë, çalaman.

KAÇERR,~I *m.* Akull që ngrin në degët e drurëve. *Kane zënë kaçerr lisat.*

KAÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Arrë fyrbë. 2. Koçan misri, misërishte.

KAÇl,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Pjesa e sipërme e kofshës së njeriut.

2. *përd. ndajf.* Duke e mbajtur në shpinë me duar për kofshësh, kaliboç. *E mbante kaçi.*

KAÇIKËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT *zool.* 1. Karkalec i vogël. 2. Gjinkallë.

KAÇILE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shportë e vogël, ë rrumbullakët, që vjen e ngushtohet nga gryka; shportë. *Kaçile e vogël. Kaçile me fiq (me qershi).*

*it* la dilugëtnë kaçile *dik ujt shih te* LUGË,~A. S^bartet çorba me kaçile *fj. u. shih te* ÇORBË,~A.

KAÇIRUBË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Tufë pendësh që kanë disa zogj mbi kokë, kaçul. *Kaçiruba e laureshës.*

2. Lafsha e gjelit.

3. Tufe flokësh mbi ballë; balluke. *Ngriti kaçirubën. I preu kaçirubën.*

KAÇKARlTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. I jap di
kujt premtime të rreme; them gjëra që nuk janë të vërteta, them gjepura.

2. Përpiqem t'i shpëtoj një pune të vështirë, i bëj bisht. *Nuk iu kaçkarit hendekut (kazmës).*

3. *mospërf.* Shes mend, lëvdohem duke u ngrefosur para dikujt. *Na kaçkaritej sikur kushedi kush ishte!*

KAÇKARITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Premtim i rremë; fjalë e kotë për të mashtruar dike; *kryes. sh.* gjepura. *Nxori ca kaçkaritje.*

KAÇKAVALL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lloj djathi i forte e me shumë lyre, që bëhet me një mënyrë të veçantë nga qumështi i deles në trajtë bukësh të trasha; mëshere nga ky djathë. *Kaçkavall i verdhë (i bardhë). Makarona me kaçkavall.*

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Djathë kaçkavall.*

KAÇKË,~A *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Arrë. *Kaçkë
gungë. Kaçka të krimbura. Një thes me kaçka. Nëti hijen e kaçkës.*

*2.* Arrë fyrbë.

3. *fig. përb.* Njeri mendjelehtë; njeri pa dije e pa kulturë.

• Kaçka e fytit *anat.* fikthi i fytit. Kaçka e g j u r i t *anat.* kupa e gjurit.

KAÇKËT (i,e) *mb.* 1. Prej arre, prej kaçke. *Dm i kaçkët.*

*2.* Që ka ngjyrën e sharkut të arres, që është ngjyer me çaçanik.

KAÇKIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* KAÇAK,~U. *Doli kaçkin.*
KAÇKINJ *kal.,* ~A, ~UR. I heq sharkun arrës, qëroj arra; kahtit.
KAÇOLE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Tape shisheje.
KAÇORR,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Këlysh lepuri, lepurush. *Zuri një kaçorr.* 2. Kalli misri i vogël dhe me pak kokrra, kaçamol.
KAÇORRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Kasolle e vogël e ndërtuar me thupra; kolibe; tendë e përkohshme e bërë me degë zakonisht për t'u mbrojtur nga dielli.
2. Kotec pulash.
KAÇUBAN,~E *mb.* 1. Që i ka flokët të ngritur përpjetë (për njerëzit); që ka një kaçirubë mbi kokë (për shpendët). *Djalë kaçuban. Zog kaçuban.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Çafkëlore.
KAÇUBET,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Qift.
KAÇUBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkurre pa trung, me degë të holla e të dendura që dalin tufë drejtpërdrejt nga rrënja, gëmushë. *Vend i ntbuluar me kaçuba. Prenë kaçubat. U fsheh pas një kaçube. U fut në një kaçubë.*
KAÇUBISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend me kaçuba. *Kaçubishtë e dendur. Kullotnin nëpër kaçubishta.*
2. Kaçubë.
KAÇUBOR,~E *mb. 1. bot.* Me degë të holla që dalin tufë drejtpërdrejt nga rrënja, që rritet si kaçubë. *Bimë (shkurre) kaçubore.*
2. Që ka kaçuba, që është mbuluar me kaçuba. *Vend kaçubor.*
KAÇUL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Tufë pendësh që kanë disa zogj mbi kokë, kaçirubë. *Zog (pule) me kaçul.*
*2.* Lafsha e gjelit.
3. *zool.* Lauresha me kaçirubë, çafkëlore.
4. *fig.* Fëmijë i veshur me rroba të grisura; fëmijë shumë i varfër.
KAÇULE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Jaka e gunës ose e bërrucit; kapuçi i mushamasë. *Kaçule prej lëkure.*
2. Kapuç i leshtë e me majë, që mbajnë zakonisht fëmijët.
KAÇULITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kaçirubë, kaçul. *Zog me kaçulitë.*KAÇULORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pule me një kaçul mbi kokë.
KAÇULLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që kapardiset e ngrefoset, kokorosh, kacagjel.
KAÇULLATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kaçirubë, kaçul. 2. Stipend me kaçul mbi kokë.
KAÇCP,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Calik për të mbajtur vaj, gjalpë, raki etj., kacek. *Kaçup me vaj (me raki, me verë). Si kaçup me hirrë. mospërf.* i fryrë e pa vlerë (për njerëzit). *Ishte veshur si kaçup* ishte veshur shumë trashë.
2. Gjyryku i kovaçit, kacek. *Fryj kaçupin.*
•*k* U be kaçup u fry (nga ndonjë sëmundje a nga të ngjallurit); u mbyt në ujë. Bie shi me kaçupë bie shi i madh, bie shi me rrëshekë. Iu be barku kaçup hëngri tepër, iu fry barku nga të ngrënët a nga të pirët, iu be barku kacek.
KAÇUP,~I „ m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kaçul, kaçirubë.
2. Lulja e misrit, xhufka e misrit.
3. Kapë e vogël me degë misri, tufëz, dorëz. *Katër kaçupë (miser).*
KAÇURREL,~E *mb.* 1. Me flokë të përdredhur vetiu (për njeriun); që janë të përdredhur (për flokët). *Djalë kaçurrel. Vajzë kaçurrele. Flokë kaçurrelë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerëz). *Thirre atë kaçurrelin!*
KAÇURRELA,~T . *vet. sh.* 1. Flokë që janë të përdredhur vetiu (te njerëzit). *Kaçurrelat midis ballit.*
2. *fig.* Diçka që vjen si e përdredhur. *Kaçurrelat e tymit.*
KADAIF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ëmbëlsirë që bëhet me fije shumë të holla brumi të grunjtë, me vezë, me gjalpë, me arra a bajame dhe me sherbet; fijet e brumit që përdoren për këtë ëmbëlsirë; një cope nga kjo ëmbëlsirë. *Kadaif me arra (me bajame). Kadaif me mjaltë. Tepsi me kadaif. Hëngri dy kadaifë.*
*KADAIFI I TOKËS bot.* Kuskutë.
KADAIFBËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mjeshtër që bën kadaif (si fije).
KADASTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *zyrt.* 1. Regjistër zyrtar ku shënohen të dhëna për sipërfaqet e tokave bujqësore, të pyjeve, të kullotave, të liva-dheve dhe të tokave jobujqësore si dhe ndryshimet që bëhen në to pas regjistrimit fillestar; regjistër për shënime të posaçme. *Kadastra e tokave. Kadaslra e ujërave* regjistër ku mbahen shënimet e nevojshme për lumenjtë dhe për vlerat e tyre ekonomike. *Zyra e kadastrës. E regjistroi në kadastër. Bëri ndryshimet në kadastër.*
2. Zyra që mban e plotëson këta regjistra.
KADASTRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KADASTROJ, KADAS-
TROHET. *Kadastrimi i tokave (i ujërave). Bëri ka-dastrimin.*
KADASTROHET *zyrt. Pës. e* KADASTROJ.
KADASTROJ *kal,* ~OVA, ~UAR *zyrt.* Re-gjistroj në kadastër, bëj shënimet a ndryshimet e nevojshme në kadastër. *Kadastroi tokat e reja.*
KADASTROR,~E *mb. zyrt.* Që ka të bëjë me ka-dastrën; që i përket kadastrës, i kadastrës. *Veprime kadastrore. Hartat kadastrore. Regjistër kadastrar. Zyrë kadastrore.*
KADE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vozë e vogël druri, zakonisht me grykë të hapur e me kapak, që shërben për të mbajtur bulmet, drithë etj.; talër i madh, tinar. *Kade djathi (gjalpi). Kade me rrush. Kade për turshi. Mbush kaden. Hedh në kade.*
*2.* Lug mulliri në trajtë të konit.
• I ushtojnë kadet (sheket, hambarët) *shih tek* USHTOJ.
KADEBËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mjeshtër që bën dhe ndreq kade. *Punonte si kadebërës.*
KADENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *muz.* Kthesë në mbyllje të një fraze a periudhe muzikore; pjesa e koncertit që instrumentisti e luan me fantazi pa u sho-qëruar nga orkestra. *Kadenca e këngës.*
*2. let.* Ritëm që përcaktohet nga mënyra e theksimit në vargjet e poezisë.
3. *fig. libr.* Përsëritja e zhurmave, e lëvizjeve ose e god it j eve që vijnë rregullisht njëra pas tjetrës. *Kadenca e hapave.*
KADET,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Nxënës i shkollës së mesme ushtarake (në vitet e para pas Çlirimit). *Uniforma e kadetit.*
KADEXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Kadebërës.
KADl,~U *m. sh.* ~LERË, ~LERËT *hist.* Zyrtar në kohën e sundimit osman, që kryente detyrën e gjykatësit dhe detyra të tjera civile e fetare; gjykatës, zakonisht hoxhë, që gjykonte çështje civile e fetare sipas sheriatit. *Me një dorë rrë'mbente kadiu, me tjetrën myftiu.*
•*k* Është vetë vali e vetë kadi (myfti) *shih te* VALI,~U.

KADIFE,~JA . *sh.* ~, ~TË dhe KADIFE,~JA
. *sh.* ~E, ~ET. 1. Lloj pëlhure e trashë si stof, e endur me fije mëndafshi e leshi, që nga njëra anë është me push të dendur, të butë e të ndritshëm dhe që përdoret për veshje të sipërme, për perde etj. *Kadife e kuqe (e verdhë). Kadife me vija. Xhaketë (pantallona, kostum) kadifeje. Fustan prej kadifeje. Perde kadifeje. Fabrika e kadifesë. Vesh dyert me kadife.*
*2. përd. mb.* Shumë i butë; i lëmuar e i ndritshëm, i kadifenjtë (zakonisht për pëlhurat, stofin-e lëkurën).
Vë dorashka kadifeje përpiqet të tregohet i butë dhe i mirë për të mashtruar të tjerët. L u 1 e kadifeje *shih te* LULE,~JA.
KADIFENJTË (i,e) *mb.* 1. Që është bërë prej kadifeje. *Fustan (jelek) i kadifenjtë.*
2. I butë e i ndritshëm si kadife. *Flokë të kadifenjtë. Lëkurë e kadifenjtë.*
3. *fig.* I butë, i ëmbël, që të ngroh zemrën. *Sy të kadifenjtë. Zë i kadifenjtë. Vështrim i kadifenjtë.*
KADISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kade e vogël. *Kadishtë me djathë. Vë në kadishtë.*
KADlTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka shumë ditë që ka ndodhur (për një ngjarje a veprim); që ka mjaft ditë që është bërë (për një send); i qëmotshëm, i hershëm. *Bukë e kaditshme. Ngjarje e kaditshme.*
KADMlClM,~I *m. kim.* Metal me ngjyrë të bar-dhë, i shkëlqyeshëm, i butë dhe i përkulshëm si ka-llaji *(simboli* Cd). *Sulfur kadmiumi. Shufra kadmiutni.*
KADORIQE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Përpajnë,
1 llashkë.
KADRIL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vallëzim që luhet nga disa çifte, të cilët, duke qëndruar përballë ose përkrah njëri-tjetrit, bëjnë figura të ndryshme.
KADHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kizë me bisht të gjatë prej druri, që përdoret për të prerë ferra e driza; kosë ferrash, kmesë. *presim me kadhë.*
KAF,~I *m.* Eshkë.
KAFAZ,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dollap i i vogël, i thurur me thupra ose me rrjetë teli, që shërben për të mbajtur zogj; thurimë me thupra druri;a me shufra hekuri, që shërben për të mbajtur ose jpër të mbartur kafshë. *Kafaz zogjsh (pëllumbash,,kanarinash). Kafazi i derrave (i arinjve). E mbaj në kafaz. Mbyll në kafaz. Doli nga kafazi.*
2. Dollap i madh, i thurur me shufra hekuri ose Ime rrjetë teli, që shërben për të mbajtur ushqime; thurimë ose kuti e veçantë, ku janë mbyllur pajisje të ndryshme.
3. Kanatë druri nga ana e jashtme e dritares; thurimë me shufra hekuri a me rripa dërrasash, që i vihet dritares nga jashtë për ta mbrojtur a për të mos lejuar që të shihet se ç'ka. brenda në dhomë. *Dritare fne kafaz. Rrinte prapa kafazit.*
Si bisha në kafaz *shih te* BISHË,~A. Ishte si bilbili në kafaz *shih te* BILBIL,~I. Kafazi i k r a -
harorit *anat.* hapësira që formohet midis brinjëve të kraharorit, zgavra e kraharorit.
KAFAZ,~I ii *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Nëpunës në shërbim të konsullit ose të një përfaqësie diplo-matike; roja personale e konsullit ose e një zyrtari të lartë (në shtetet borgjeze; para Çlirimit edhe në Shqipëri).
KAFE,~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe KAFE,~JA
. *sh.* ~> ~TË. 1. *bot.* Shkurre e vendeve tropikale, përherë e blertë, që bën kokrra të vogla, të cilat kanë brenda dy pjesë si gjysmërruzuj në ngjyrë të gjelbër a të përhime; kokrrat e kësaj shkurreje. *Dru kafeje. Kokrra kafeje. Mulli kafeje. Pjek (bluaj) kafenë.*
2. Pluhuri që bëhet duke bluar kokrrat e kësaj shkurreje të pjekura në zjarr; pija e hidhur dhe me erë të këndshme që bëhet duke zier në ujë këtë pluhur; sasia ë kësaj pijeje sa nxë një-filxhan; pije e ngjashme me këtë, që bëhet nga disa fara të tjera (nga elbi, iiga qiqrat etj.)- *Kafe e forte (e ëmbël, e rregullt, e iakonshnte, e mesme, sade). Kafe ekspres (turke). Kafe elbi. Kafe me qumësht. Filxhan (luge) kafeje. (J nxori kafenë.*
3. Lokal ku përgatitet e pihet kjo lloj pije; bufe, kafenë. *Kafe "Drini". Hyri (u takuanj në kafe.*
*4. përd. mb.* Që ka ngjyrë të errët si ajo e kokrrave të pjekura të kësaj shkurreje. *Bojë (ngjyrë) kafe. Fustan (kostum) kafe. Këpucë kafe.*
•*k* Do dhe Muçoja kafe *tall,* kërkon diçka që nuk i takon (sepse nuk e meriton ose është ende i vogël).
*KAFE E EGËR bot.* Bar miu.
KAFEHANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *I. vjet.* Ka-fene, kafe.
2. *keq.* Kafenë e vjetër, e papastër dhe me tym e rrëmujë.
KAFEINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *kim.* Lëndë e veçantë që gjendet në kokrrat e kafesë e në disa bimë të tjera dhe që ka veti nxitëse për sistemin ner-vor, për zemrën, për qarkullimin e gjakut etj. *Për-mban kafeinë. I hoqën kafeinën.*
*2. farm.* Bar i lëngët që përgatitet me këtë lëndë dhe që përdoret në mjekësi me injeksione; *bised.* ampule me një bar të tillë. *bënë një kafeinë.*
KAFENE,~JA . *sh.* ~TË *bised.* Lokal ku përgatitet e pihet kafe; pijetore; bufe. *Shkoi në kafenë.*
KAFENJTË (i,e) *mb.* Që ka ngjyrë kafe. *Fustan (qilim) i kafenjtë. Toka të kafenjta. bujq.* toka me ngjyrë kafe të errët, të formuara në zonat pyjore me dushk, të pasura me humus dhe shumë pjellore.
KAFEXHl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *bised.* Ai që bën kafe në një kafenë. *Kafexhi i mirë.* 2. *vjet.* Pronari i një kafeneje.
KAFJALL,~I *m. vjet.* Sillë, buka e mëngjesit. *Ha kafjallin.*
KAFKALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin. shih* KAFKULL,~I.
KAFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tërësia e kockave të kokës që rrethojnë trutë, kupa e kokës, kapaku i kokës, rrashti i kresë; koka e një të vdekuri, e zhve-shur nga mishrat. *Kafka e të vdekurit. Eshtrat e kafr kës. Hapësira e kafkës. I hapën kafkën. Çau kafkën.*
*2.* Kafkull. *Kafka e breshkës.*
•*k* I doli kafka a) u dobësua shumë; b) i ranë flokët fare. Me luajti (me iku) kafka (tepja) e kokës (kapaku, tepeleku, tabani i kokës) *shih te* KAPAK,~U.
KAFKOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me kafkën e kokës, që i përket kafkës, i kafkës.
KAFKULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Samari i breshkës, i kërmillit etj., zhguall. *Kafkulli i breshkës (i kërmillit).*
KAFSHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që përkujdeset për t'i kullotur dhe për t'i mirëmbajtur kafshët e ngarkesës; ai që mbart sende ose mallra të ndryshme me kafshë. *Kafshari i kooperativës. E dërgoj me kaf-sharin.*
KAFSHARAK,~E *mb.* Shtazarak.
KAFSHATË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e vogël buke, aq sa nxë goja, që mund të përtypet njëherësh; pjesë e vogël nga një ushqim i forte; kafshore. *Kaf-shatë e madhe. Një*

*kafshatë bukë. Kapërdij kafshatën. Ngjyej kafshatën. I mbeti (i ngeci) kafshata në fyt (në grykë).*
*2.* Pak bukë e ushqim tjetër, pak të ngrëna. *Hën-grën një kafshatë bukë dhe ikën.*
3. *fig.* Gjë fare e vogël, që mund ta mbarosh a ta mposhtësh lehtë. *Një- kafshatë e ka atë.*
*k për* një kafshatë bukë për një shpërblim fare të vogël; sa për të mbajtur frymën, për bukën e gojës. për kafshatën (për bukën) e gojës *shih te* GOJË,~A. I rrëmbeu (i mori) kafshatën nga goja *d'ikujt* i rrëmbeu gjënë e fundit që kishte për të jetuar; e la pa bukë, pa mjetet më të domosdoshine për jetesë. Ndan kafshatën e gojës (kafshatën e fundit) *me dike* e ndihmon me gjithçka edhe kur vetë është në kushtetë vështira, e ndihmon pa kursim; i jep dikujt për ta ndihmuar edhe mjetin e vetëm të jetesës. I numëronte kafshatat *dikujt* e mbante dike me bukë, por me shumë kursim, i jepte aq sa të mbante shpirtin. Të numëron kafshatat është shumë dorështrënguar. Kaf-shata e madhe të zë fytin *fj. u.* mos lakmo shumë se mund ta pësosh!
KAFSHË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Qenie e gjallë, që ka aftësinë të lëvizë vetë dhe të ndiejë, por nuk është në gjendje të mendojë e të veprojë në mënyrë të ndërgjegjshme, qenie e gjallë katërkëmbëshe ose shumëkëmbëshe; shtazë. *Kafshë shtëpiake. Kofshë të buta (të egra, të zbutura). Kafshë të imëta (të tra-sha). Kafshë vertebrore (gjitare). Kafshë njëqelizore ( shumëqelizore ). Kafshë bujqësore (tërheqëse). Kafshë grabitqare. Kafshë samari (ngarkese, barre). Kafshë pune. Kafshë pylli. Kafshë gjuetie. Kafshë gëzofi. Kafshë race. Kafshë për mish (për lesh, për qumësht). Kafshë me brirë. Lëkurë kafshësh. Pleh kafshësh. Ush-qimi i kafshëve. Rritja (zbutja) e kafshëve. Bota e kafshëve. Instinkti i kafshëve. Kullot (ruaj) kafshët. Rronte si kafshë* rronte shumë keq.
2. *fig. thjeshtligj., shar.* Njeri i trashë dhe i pasjell-shëm, shtazë, bagëti.
KAFSHËMBATHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që mbath kuajt etj., nallban.
KAFSHËRl,~A . 1. Tërësia e kafshëve, kafshët; bagëti. *Kullot kafshërinë.*
2. Të qenët kafshë, gjendja prej kafshë; të jetuarit në kope si kafshë. *Doli nga kafshëria.*
*3.* edhe *sh. fig.* Të qenët i egër e shtazarak; mungesë gjykimi; sjellje ose veprim prej shtazë a prej bishe. *Kafshëria (kafshëritë) e fashistëve.*
KAFSHËRIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KAFSHËROJ, KAFSHËRO-HEM.
KAFSHËRlSHT *ndajf. libr.* Në mënyrë të egër e shtazarake, si kafshë. *Jetonte kafshërisht. E torturuan (e rrahën) kafshërisht. Sillej kafshërisht.*
KAFSHËROHEM *vetv.* Bëhem si kafshë; veproj e sillem kafshërisht; shtazërohem.
KAFSHËROJ *kal.,;*~OVA, ~UAR. E bëj si
kafshë, e trajtoj si kafshë; e bëj të veprojë e të sillet si kafshë; shtazëroj.
KAFSHËROR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me kafshët, që u përket kafshëve; që është veti e kafshës. *Bota kafshërore. Instinkt kafshëror. Jeta kafshërore.*
*2.* I egër si kafshë, prej kafshë, prej bishe; shtazarak. *Sjellje kafshërore. Krim kafshëror.*
KAFSHËRUAR (i,e) *mb.* I shtazëruar. *Ishin njerëz të kafshëruar.*
KAFSHËRRlTËS,~I *m. sh.* ~. ~IT. Ai që me-rret me rritjen e kafshëve; punonjës në blegton
KAFSHËSI,~A . *sh.* ~. ~TË. Të qenët i cgëi e shtazarak; mungesë gjykimi; sjellje ose veprim prej kafshë a prej bishe; kafshëri.
KAFSHËSOR,~E *mb. vjet.* Kafshëror.
KAFSHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gjë e gjezë, gjëzë. *Na thuaj një kafshëz!*
KAFSHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas
kuptimeve të foljeve KAFSHOJ, KAFSHOHEM. *Plage kafshimi. Shenjë kafshimi.*
2. Vendi i kafshuar në trup, shenja që ka mbetur te vendi i kafshuar. *Kafshim gjarpri. Kafshim qeni. Kafshim grerëze.*
KAFSHIT Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kafshatë.
KAFSHOHEM *vetv. 1. zakon. sh.* Zihemi e për-leshemi me dike duke kafshuar njëri-tjetrin. 2. *Pës. e* KAFSHOJ.
KAFSH OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. la ngul dhëm-bët dikujt a diçkaje për t'i hequr një cope, e kap dhe e copëtoj me dhëmbë; e kap dhe e shtrëngoj fort me dhëmbë dhe i shkaktoj dhembje; e kap, e shtrëngon a e copëton me dhëmbë, me sqep etj. (për kafshët, shpendët etj.). *Kafshoj mollën (bukë). Kafshoi gishtin (buzën, gjuhën). I kafshoi dorën. E kafshoi qeni në këmbë. Kafshoj me dhëmbë. E kafshoi me sqep.*
*2. vet. veta III.* Të pickon me thimth dhe të helmon, të tbumbon (për bletën, grerëzën, gjarprin etj.). *E kafshoi gjarpri (nepërka). E kafshoi grerëza (bleta)*
3. *vet. veta III.* I bie grepit (për peshkun). *Kafshoi grepin (peshku).*
4. edhe *jokal. vet. veta III bised.* Prek, zë; godit. *Kazma kafshoi në hekur.*
5. *fig.* E bëj dike të vuajë, i shkaktoj dhembje. Kafshoi (hëngri) buzët me dhëmbë u pendua per
atë që tha ose që bëri. Kafshoi (hëngri) dhe (botë) *përçm. shih te* HA. Kafshoi (zuri, hëngri) gjuhën *shih te* GJUH Ë,~A. Qeni që leh nuk kafshon *fj.u.* ai që të kërcënon shumë nuk është aq i rrezikshëm sa tre-gohet.
KAFSHOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me kafshët, që u përket kafshëve; kafshëror. *Jetë kafshore. Bota kafshore. Në gjendje kafshore.*
KAFSHOR E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kafshatë *Dy kafshore bukë.*
KAFSHTJAR (i,e) *mb.* 1. Që është kafshuar; që e ka kafshuar qeni. gjarpri etj. *Vendi i kafshuar. Mish i kafshuar. Mollë e kafshuar.*
2. *si em.* ~, ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Cope a pjesë sa mund të kafshojë njeriu njëherësh, kai-shatë; vendi që është kafshuar. *Tri të kafshuara e ka atë cope. Kishte ay të kafshuara në krah.*
KAFTAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Rrobë c gjatë zakonisht prej mëndafshi dhe e stolisur, që mba nin zyrtarët e lartë turq ose burrat e shtresave të pa-sura; rrobë e gjatë prej mëndafshi të kuq, me gëzof përbrenda, që vishnin burrat në ditët e festave.
2. Shami mëndafshi, e qëndisur dhe e zbukuruar që mbanin në qafë nuset e reja.
KAH,~U *m. sh.* ~E, ~ET. Drejtim. *Kahu i rro tullimit:i lëvizjes, i forces). Me kahe të kundërta*
KAHE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *shih* KAH,~V.
KAHËRË *ndajf* Prej disa kohësh, prej kohësh qyshkur. *Ka ardhur kaherë. Doli kaherë.*

KAHERSH ËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është bërë ose që ka rdodhur prej kohësh; që është ndier prej dis.-kohësh përpara, që ka mjaft kohë; i kaditshëm. *Pune e kalwrshme. Nevojë e kahershme. Shpresa të kaher-shme.*

KAHMOS *ndajf* Nga çdo drejtim, nga të gjithalanët; gjithkund, kudo. *Vinin (mblidheshin) kahmos. Shëtiste kahmos.*

KAHTIT (KAHTIS) *kal,* ~A, ~UR. I heq shar-Ikun arrës, lajthisë a bajames. *Kahtit arra (lajthi).*

KAHTITET. *Pës. e* KAHTIT.

KAHTITUR (i,e) *mb.* Që i është hequr sharku, që eshtë kahtitur. *Arra (lajthi) të kahtitura.*

KAIKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* \. Lundër je vogël, e gjatë, e ngushtë dhe e cekët, që vihet në lë-Svizje zakonisht me lopata; barkë e vogël. *Peshkon me kaike. E kaloi lumin me kaike.*

*2. përd. mb.* Që ka trajtë vezake ose është e cekët (për enët). *Tavë (pjatë, lenxhere) kaike.*

• Ishte bërë kaike *mospërf.* ishte dehur, kishte pirë shumë dhe lëkundej sa andej e këtej kur ecte.

KAlL *ndajf. vjet.* Gati të bindem, gati të pranoj diçka; gati të bëj diçka. *E bëri kail* ia mbushi mendjen, *'ç* bindi. *U be kail* u bind, u kandis. *Ishte kail ta vriste.*

KAISH,~I TO. *sh.* ~Ë, ~ËT *bised. 1.* Rrip mesi i ngushtë; qengël, nënbarkëse; rrip. *Kaish i trashë (i forte). I shtrëngoi kaishin.*

2. Rrip lëkure që e përdor berberi për të mprehur briskun. *Mpreh briskun në kaish.*

3. *fig. shar.* Njeri i trashë nga mendja, rrip. *Ishte kaish fare.*

KAlSHTË,~A . Deltinë e bardhë, dhe i bardhë; botë.

KAJKUSHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj dar-dhe, që bën kokrra të vogla e të rrumbullakëta, të cilat piqen në vjeshtë dhe ëmbëlsohen e zbuten duke nde-njur; fryti i kësaj peme. *Vë kajkushkat në kashtë.*

*2.* Gorricë.

KAJLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vastaku i shelgut, i arrës, i gështenjës etj.

KAJMAK,~U *m.* Ajkë. *Kajmak qumështi. Kaj-maku i kafesë. Pite me kajmak.*

KAJMEKAM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Zëvendës i guvernatorit he një krahinë, mëkëmbës; zyrtari i parë që sundonte në një krahinë të caktuar (gjatë sundimit osman); nënprefekt. *E bënë kajmekam. Sipas urdhrit të kajmekamit.*

KAJNACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Reze dere, dri-tareje a dollapi; kanxha që mbyll derën, dritaren a dollapin. *vuri kajnacën derës (dritares).*

KAJSI,~A . *sh.* ~, ~TË. Pemë e vendeve me klimë të butë, që lulëzon herët dhe bën kokrra në ngjyrë të verdhë, të tulta e me lëng^ me bërthamë të madhe e me erë të mirë; fryti i kësaj peme. *Lule kajsie. Reçel (likerj kajsie. Mbledh kajsitë.*

KAJSISHTË,~A *sh.* ~A, ~AT. Kopsht I mbjellë me kajsi, pemëtore me kajsi. *Punoj në kaj-sishtë.*

KAJTIS *kal:,* ~A, ~UR. Nxjerr gjahun nga stro-fulla.

KAJTISET. *Pës. e* KAJTIS.

KAJUKE,~JA . <*sh.* ~E, ~ET. Veshje e sipër-rrie burrash, që bëhet prej zhguni, me mëngë të shkur-tra, e hapur përpara e pa kopsa dhe me jakë të hedhur në shpinë; jakuce; jaka e kësaj veshjeje.

KAKAO,~JA *sh.* ~, ~T. 1. *bot.* Dru i vendeve tropikale, përherë i blertë, që bën kokrra të vogla të mbledhura në një bishtajë të madhe, të cilat bluhen e përdoren për çokollata dhe për një pije të veçantë me erë të këndshme; kokrrat e këtij druri. *Kokrrat (farat) e kakaos. Gjalpi i kakaos (yndyra e kakaos)* lëndë e yndyrshme që nxirret nga kokrrat e këtij druri e që përdoret në industrinë farmaceutike e ushqimore. *Kakao e bluar. Një kuti kakao. Kek me kakao.*

*2.* Pluhuri që bëhet duke bluar kokrrat e pjekura të këtij druri; pija që bëhet duke zier këtë pluhur; sasia e kësaj pijeje sa nxë një filxhan. *Kakao me qu-mësht. Porositi dy kakao.*

KAKARAÇ,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Miser i zier.

KAKAREÇ,~E *mb. 1.* I papjekur (për fiqtë. bos-tanin etj.). *Fik (boston) kakareç.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

KAKARIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kakarisje. *Kakarima e pulave.*

KAKARIS *jokal,* ~I, ~UR. 1. Nxjerr një zë ka-rakteristik, të mprehtë e të ndërprerë (për pulën kur bën vezë ose kur trembet). *Kakaris pula.*

*2. bised., mospërf.* Flet shumë dhe qesh me zë të lartë, dërdëllit e qesh. *Ç'më kakaris ashtu!*

3. *bised.* Bën një zhurmë me kërcitje të ndërprera e të njëpasnjëshme, krikëllon. *Kakariste mitralozi.*

•*k* Kakaris si puia pa grurë (si pula në veri) *shih te* PULË,~A.,

KAKARlSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes KAKARIS.

2. Zëri karakteristik, i mprehtë e i ndërprerë, që nxjerr pula kur bën vezë ose kur trembet. *Dëgjoheshin kakarisjet e pulave.*

3. *bised., mospërf.* Zë i mprehtë e i ndërprerë, që nxjerr dikush kur qesh fort.

4. *bised.* Zhurmë me kërcitje të ndërprera e të njëpasnjëshme, krikëllimë. *Kakarisjet e mitralozit.*

KAKAVlÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj pjepri kokërrvogël e i ëmbël, me lëkurë të gjelbër në të verdhë.

*2~ fig. mospërf.* Njeri i papjekur e pa përvojë.

KAKËRDHI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Bajgë kokrra-kokrra sa një lajthi, sa një qiqër a më e vogël, që nxjerrin jashtë dhentë, dhitë, minjtë etj. *Kakërdhi delesh (dhish). Kakërdhi miu. I vogël sa një kakërdhi. Bën kakërdhi.*

2. *fig. mospërf.* Njeri shumë i vogël nga trupi dhe jo i hijshëm (sidomos për fëmijët).

KAKËZA,~T . 1. Mbeturina të qurrave gjysmë të thata në hundë. 2. Dylli i veshit, kur trashet e thahet.

KAKËZOGËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Zva-rranik i vogël si gjarpër, i padëmshëm, në ngjyrë të argjendtë, që ushqehet me krimba dhe del zakonisht pas shiut.

2. *krahin.* Bretkosë.

KAKl,~A . *sh.* ~, ~TË *bot.* 1. *shih* HURMË, ~A i. *Kaki e egër* lloj hurme që bën kokrra sa një lajthi e të mbuluara me një shtresë të hollë dyllore.

2. *përd. mb.* Që është mid;:; ngjyrës së barit e tëdheut, i verdhë i errët e pak në të kuq. *Ngjyrë kaki. Stof kaki. Rroba kaki. Uniformë kaki. Kasketë kaki.*

KAKIN,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Saç. *Bukë kakini. I vë kakinë. Pjek në kakin.*

KAKOFONI,~A. *muz., gjuh.* Keqtingëllim. *Krijon (bën) kakofoni. Mënjanoj (zhduk) kakofoninë.*

KAKOLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kërdhokull.

KAKRRUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Arrë e njomë, së cilës i është hequr sharku; arrë e kahtitur me lë-vozhgë të forte; arrë gungë.
2. Lëvozhga e drunjtë e arrës.
3. Pemë me bërthamë të forte e të madhe (si pjeshka, kajsia etj.).
4. *përd. ndajf.* Si lëmsh, kruspull. *Është mbledhur kakrruk.*
5. *përd. ndajf.* Pa gjë brenda, bosh. *Mbeti kakrruk.*
KAKTUS,~I *m- sh.* ~E, ~ET *bot.* 1. Bimë shumë-vjeçare e vendeve me klimë të ngrohtë e të thatë, me gjethe të trasha e të mbuluara me gjemba, e cila bën lule të bukura dhe fryte që mund të hahen; fik deti. *Kaktus i madh. Lëkurë kaktusi. Mbjell kaktuse.*
*2.* Lule zbukurimi, me gjethe gjithnjë të gjelbra e të mbuluara me gjemba, që e duron shumë thatësirën.
KAKUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Flluskë me ujë që del në pëllëmbë kur na vritet dora nga kazma, lopata etj.; fulltakë që del në trup kur e goditim me hither ose nga ndonjë sëmundje; fshikëz; puçërr. *kane dale kakusha. Iu mbush trupi me kakusha.*
KAKUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare, me gjethe të mëdha, që e ka kër-cellin dhe lulesen si të shpendrës dhe rritet zakonisht nëpër kullota ose nëpër ledhet e arave.
2. Pjesa e kërcellit të misrit që mbetet në are pas korrjes, kallame. *Shkulin kakutat.*
KALA,~JA. *sh.* ~, ~TË. 1. *hist.* Vend i rrethuar me mure të larta e të trasha dhe i pajisur me mjete luftarake për t'u mbrojtur për një kohë të gjatë; kësh-tjellë. *Kala Hire (mesjetare). Kalaja e Krujës. Porta e kalasë. Muret (kullat) e kalasë. E morën (e pushluan) kalanë. Ra kalaja* u dorëzua, u pushtua kalaja.
2. Vend i mbrojtur mire, pozicion i pakapërcyeshëm. *Kala e pamposhtur. U be kala.*
3. *fig.* Mbrojtës i sigurt dhe i flaktë; pikëmbështetje e sigurt; kështjellë. *Kala e çeliktë. Kala komuniste. Kala graniti. Kala e socializmit. U be kala.*
4. *fig.* Diçka e vështirë që mund të fltohet a të për-vetësohet vetëm me përpjekje të mëdha. *Kalaja e diturisë (e shkencës). A ka kala që s'mund të marrin komunistët ?*
5. *shah.* Një nga figurat kryesore në lojën e shahut. që ka trajtën e një kulle dhe që lëviz në vijë të drejtë para, prapa e anash. *Shkëmbyen kalatë. la mcri kalanë. Luajti pa kala.*
• Kala (kështjellë) prej karte (prej letre) *shih te* KËSHTJELLË,~A. Ra kalaja u thye, u mund, u mposht. Iu be zemra kala *dik u j t* u gëzua shumë, iu be zemra mal. E mori kalanë nga brenda *shih te* BRENDA. Gur, gur bëhet kala *fj.u.* duke punuar çdo ditë e nga pak mund të bëhet një punë e madhe; gur, gur bëhet mur.
KALADIBRANÇE *ndajf.* Luaj kaladibrançe: luaj
me disa veta të ndarë në dy grupe, njëri prej të cilëve formon një rreth me lojtarë të kapur për beli e të për-kulur, ndërsa lojtarët e grupit tjetër përpiqen të hipin në shpinë të tyre pa u prekur nga një lojtar i lire.
KALADREDHAS *ndajf* 1. Duke bërë dredha. *Ecën kaladredhas.*
2. *fig.* Me dredhi, në mënyrë dredharake. *Vepron kaladredhas.*
KALADREDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *përf.* Dre-dhë. *Bënte kaladredha.*
KALAGJUNJAZI *ndajf.* Galiç, në bisht; duke mbështetur gjunjët në tokë, me gjunjë, gjunjazi. *Rri (ecën) kalagjunjazi.*
KALAKlÇ *ndajf.* 1. Kaliqafë; në shpinë, kaliboç. *Marr (mbaj) kalakiç. Hipën (rri) kalakiç. Shpie ka-lakiç.*
*2.* Shaluar, shalthi. *Rrinte kalakiç në fron (në ka-rrige, në mur).*
KALAKRYQ *ndajf. përf.* NjëTi mbi tjetrin në for-mën e kryqit, kryqas, kryq. *vë drutë kalakryq.*
KALAMA,~NI *m. sh.* ~J, ~JTË *bised.* 1. Djalë ose vajzë deri tetë a nëntë vjeç; fëmijë i vogël. *Ka-lamajtë e lagjes. Lodra kalamajsh. Zëra kalamajsh. Sjellje prej kalamani. Qante si kalama. Ka një tufë kalamaj. E di edhe kalamani.*
*2. keq.* Njeri i papjekur dhe pa përvojë nga jeta, njeri që sillet si fëmijë. *Është kalama.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Kalama njeri.*
KALAMALLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* 1. Të qenët kalama nga mendja, qëndrim e sjellje prej kalamani. *Tregoikalamallëkun e tij.*
2. *keq.* Veprim i papjekur, punë a sjellje prej kalamani. *Bën kalamallëqe. Këto janë kalamallëqe. Hiq dorë nga kalamallëqet!*
KALAMBUR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *let.* Fjalë a shprehje të njëjta ose të ngjashme nga tingëllimi, por me kuptime të ndryshme, që përdoren për të bërë shaka; lojë fjalësh. *Dialog me kalambure. Bëj ka-lambure. Flet me kalambure.*
KALAMEND *kal.,* ~A, ~UR. 1. Lëkund dike a diçka sa andej e këtej; e sjell rrotull derisa ia marr mendtë. *Kalantend në djep (në shilarth).*
2. edhe *fig.* E trullos dike, e hutoj, ia marr mendtë. *E kalamendi rakia. E kalamendën sukseset.*
KALAMENDEM *vetv.* 1. Lëkundem sa andej e këtej, tundem; sillem rrotull derisa me merren mendtë. *Kalamendem në shilarth.*
2. edhe *fig.* Trullosem, hutohem, me merren mendtë.
KALAMENDËS,~E *mb.* Që të merr mendtë, që të trullos; që të kalamend. *Lartësi kalamendëse.*
KALANDER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *fet.* Dervish që mbahej sikur kishte hequr dorë nga kënaqësitë e epshit e të gjakut dhe që rronte thjesht e në kushte të vështira, duke u endur andej-këtej.
2. Njeri i varfër, lypës.
KALANDËR,~RA i . *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* 1. Lloj laureshe, me shpinë të përhime, me nga një njollë të zezë në të dyja anët e gushes, që e bën çerdhen në tokë. *Fole kalandre.*2. Insekt me ngjyrë të ndritshme, që shumëzohet shpejt dhe dëtnton drithërat (grurin, orizin etj.). *Kalandra e grurit. Kalandra e orizit. Preket nga ka-landra.*
KALANDËR,~RA n . *sh.* ~RA, ~RAT *tek.* Makinë me cilindra, që shërben për të lëmuar ose për t'ij dhënë shkëlqim një pulhure a një stofi, për të pe-tëzuar a për të kthyer një metal (hekur, llamarinë, teneqe) etj. *Kalandër me tre cilindra. Kalandër për kthimin e llamarinës. Reparti i kalandrave.*
KALANDRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tek.* Kalimi në kalandër i një stofi a metali për ta lëmuar a për t'ij dhënë shkëlqim, i një metali për ta petëzuar ose për t'i dhënë një trajtë të caktuar etj. *Kalandrimi i pare. Kalandrimi i pëlhurës. Kalandrimi i llamarinës.*

KALANGËRÇ,~E *mb.* Që e zë ngërçi; që i ka rënë sërnundja e tokës; shëndetlig. *Njeri kalangërç. Grua kdlangërçe.*
KALAQAFË *ndajf.* Kaliqafë.
KALARIM,—I *m.* Veprimi e gjendja sipas kuptime-ve të foljes KALAROHEM.
KALAROHEM *vetv.,* ~OVA(u), ~UAR. 1.
Shtrëngohem fort kalthi me këmbë e me duar që të mos bie, qepem shaluar pas një peme, në trupin e një kali që vrapon etj. *U kalarua mbi kale. Iu kalarua pemës.*
2. Kacavarem.
KALAS *ndajf.* Këmbadoras. *Ecte kolas.*
KALAVAREM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Zbres poshtë me këmbë e me duar; varem tatëpjetë; derdhem, lëshohem poshtë. *U kalavar nga pema poshtë.*
KALAVESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vesh rrushi; pjesë e veshit të rrushit që ka disa kokrra së bashku; tufë qershish të lidhura në një rrëfanë. *Kalavesh rrushi. Kalavesh qershie. Këput një kalavesh.*
2. Bigaçe. *Furkë me dy kalaveshë. E kap me kalavesh.*
KALAVESHAS *ndajf. më të* keq, me zor; keqas. *Mbahej kalaveshas.*
KALAVESHAZI *ndajf.* Kalaveshas.
KALAVlGJAS *ndajf.* Duke e kapur nga të dy krahët dhe nga të dyja këmbët për ta ngritur ose për ta çuar në një vend tjetër, për duarsh e për këmbësh (për një të; sëmurë etj.). *Mbaj (çoj) kalavigjas.*
ICALB *kal.,* ~A, ~UR. 1. Prish diçka duke e mbaj-tur në një vend të mbyllur e të paajrosur, në ujë a në! një vend të lagët etj. *Shiu i kalbi drutë.*
2. *fig.* E tret dalëngadalë, e shkatërroj, ia prish shëndetin; e bëj të dërmohet, të humbasë njomësinë e gjallërinë. *kalbi kurbeti. E kalbi sëmundja. E kalbën në burg.*
3. *vet. veta III fig.* E dobëson a e prish morallsht, ia \ prish karakterin. *la kalbi shpirtin.*
•*k* E kalbi (e ngordhi) në dru *shih te* DRU,~JA *z*-Na kalbi dimri po ben dimër i gjatë edhe me shumë lagështi. Na kalbi shiu po bie shi prej shumë kohësh. nuk po pushon shiu. Pema e kalbur kalb (kalbëzon) edhe shoqct *fj. u. shih te* PEMË,~A.
KALBEM *vetv.* 1. *vet, veta III.* Shpërbëhet a prishet, kur mbahet në një vend të mbyllur e të paajrosur, në! ujë a në një vend të lagët etj. *U kalbën mollët (do-*
*mate t, qershitë). U kalbën gjethet. V kalbën drutë. Kalbet nga shiu. V kalb nga rrënjët.*
*2. vet. veta III.* Zë qelb e bëhet gangrene (zakonisht për plagën). *ishte kalbur plaga. Iu kalb këmba.*
3. *fig.* Tretem dalëngadalë, dobësohem e ligem duke qëndruar për një kohë të gjatë në një vend të mbyllur ose në kushte të këqija; bëhem i squllët; dërrmohem nga një punë e rëndë dhe e lodhshme, humbas njomësinë e gjallërinë. *U kalb në punë. U kalb në kurbet (në burg). U kalb në shtrat (në spital)* qëndroi për një kohë të gjatë i sëmurë.
4. *vet. veta III fig.* Mbetet prapa, nuk bën përpari-me; shkon dalëngadalë në rënie; prishet; vjetrohet. *U kalb rendi kapitalist.*
•*k* Iu kalbën trutë u be matuf, nuk është në gjendje të gjykojë me. Mos u kalbtë në dhe! *mallk.* mos e trettë dheu!
KALBËS,~E *mb.* Që ka filluar të kalbet, që i ka hyrë kalbëzimi. *Dru kalbës.*
KALBËSI,~A . I. Të qenët i kalbur, vetia e diç-kaje të kalbur. *Shenja kalbësie.*
*2. fig.* Të qenët i prishur nga ana morale; të qenët i vjetruar e i prishur nga brenda. *Kalbësia e regjimit antipopullor. Kalbësia e sistemit kapitalist.*
KALBËSIQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Gjë e kalbur, kalbësirë. *Ushqehej me kalbësiqe.*
*2. fig.* Diçka pa vlerë, kalbësirë; njeri pa vlerë.
KALBËSIRË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjë e kalbur, pjesa që është kalbur. *hoqi kalbësirën. Mbledh (hedh) kalbësirat.*
2. *fig.* Diçka e vjetër e pa vlerë; njeri pa vlerë, njeri i dobët e pa fuqi; mbeturinë. *Kalbësirat e shoqërisë.*
3. *fig.* Të qenët i kalbur, kalbësi. *Kalbësira e rendit borgjez.*
4. *bot. shih* KALBËZIM,~$1_3$. *Kalbësira rrënjore. Kalbësira e kumbullës.*
KALBËSITET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Fillon të prishet, nis të kalbet. *Po kalbësiten mollët.*
KALBËT (i,e) *mb.* I kalbur. *Mollë e kalbet. Dërrasa të kalbëta.*
KALBËZEHET *vetv.* Kalbëzohet. KALBËZEJ *kal.,* ~EVA, ~ YER. Kalbëzoj.
KALBËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KALBËZOJ, KALBËZOHET. *Kalbëzim i ngadalshëm. Kalbëzimi i pemëve. Kalbëzimi i trungut. Bakter kalbëzimi. Kalbëzimi i sistemit kapitalist. Është në kalbëzim e sipër.*
2. Pjesa e kalbëzuar e diçkaje, gjë e kalbur, kalbësirë. *Mbledh kalbëzimet,*
3. *bot,* Semundje kërpudhore, që u bie pemëve ose bimëve në gjethe, në rrënjë, në fryte etj., zakonisht nga lagështira e iepërt, kalbësirë. *Kalbëzimi i hidhur i pemëve. Kalbëzimi unazor i patates. Kalbëzimi i qe-pës. Kalbëzimi i boçave të pambukut. Kalbëzimi i pan-xharsheqerit.*
KALBËZOHET *vetv.* 1. Fillon të prishet, nis të kalbet; kalbet. *U kalbëzuan domatet. Rrënjët ishin kalbëzuar.*
2, Fillon të zërë qelb e të gangrenizohet; kalbet. *Iu kalbëzua krahu.*3. *fig.* Prishet nga ana morale, shkon në rënie, fillon të prishet nga brenda, fillon të kalbet. *lu kalbëzua ndërgjegjja. Rendi kapitalist ështi kalbëzuar me kohë. Imperializëm që po kalbëzohet.*
KALBËZOJA:a.,~OVA, ~UAR. 1. Prish, bëj që të kalbet; kalb. *Sëmundja ia kalbëzoi rrënjët. Uji i tepërt i kalbë:on pemël.*
*2. vet. veta III fig.* Prish nga ana morale; e çon drejt rënies; fillon ta prishë nga brenda, nis ta kalbë.
Pcma e kalbur kalbëzon (kalb)edhe shoqet *fj. u. shih te* PEM Ë,~A.
KALBËZUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka filluar të prishet, që ka marrë të kalbur; i kalbur. *Gjethe të kalbëzuara. Pjesa e kalbëzuar. Ind i kalbëzuar.*
*2. fig.* Që ka nisur të prishet nga ana morale; që ka filluar të shkojë në rënie, që ka nisur të prishet nga brenda; i kalbur. *Sistem shoqëror i kalbëzuar.*
KALBËZYER (i,e) *mb.* I kalbëzuar.
KALBlSHTE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Gjëra të kalbura ose që po kalben, kalbësira. *hodhën (i flakën) kalbishtet.*
KALBJE,~A *f.* Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve KALB, KALBEM. *Kalbja e drurit. Shkalla e kalbjes. Është në kalbje. I ruajnë (i mbrojnë) nga kalbja.*
KALBUR (i,e) *mb.* 1. Që është prishur nga që ka ndenjur në një vend të mbyllur e të paajrosur, në ujë a në një vend

të lagët etj., që është kalbur. *Pemë të kalbura. Mollë e kalbur. Dërrasa të kalbura. Kërcu i kalbur. Rrënjë të kalbura. Gjysmë i kalbur.*
*2. fig.* Që mezi mbahet në këmbë, i pafuqishëm; shumë i dobët, i dërrmuar nga puna, nga sëmundja etj. *Njeri i kalbur.*
3. *fig.* Jo i forte e i qëndrueshëm, që këputet a që prishet shpejt; që është përdorur shumë a është vjet-ruar (për sendet e për mallrat). *Pe i kalbur. Stof i kalbur. Llamarinë e kalbur.*
4. *fig.* I prishur nga ana morale; i prishur nga brenda, që është vjetruar, që shkon drejt rënies, që s'ka të ardhme, i paqëndrueshëm. *Njeri i kalbur. Regjim (sistem, shtet) i kalbur. Kulturë e kalbur. Me botë-kuptim të kalbur.*
*k* Dru i kalbur njeri që sëmuret shpesh, njeri i dobët; plak. Fare e kalbur *keq. shih te* FARË,~A. Nuk shkel (nuk bie) në dërrasë (në dhogë) të kalbur *shih te* DË-RRASË,~A. Ishte i kalbur në para kishte shumë para, kishte para të vjetra, kishte para të thata.
KALCIUM,—I *m. kim.* Metal i butë me ngjyrë të bardhë në të verdhë dhe i shkëlqyeshëm si argjendi, që është përbërësi kryesor i gurëve gëlqerorë *(simboli* CaJ. *Kalcium radioaktiv. Kloruri i kalciumit. Sulfati i kalciumit. Nitrali i kalciumit. Oksidi i kalciumit. I mungon kalciumi.*
KALDAJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Pajisje e posaçme me kazanë avulli, me furra, me gypa etj., që shërben kryesisht për ngrohje, në industri etj.; ngrehina ku është vendosur kjo pajisje; ngrohtore. *Kaldajë elek-trike. Kaldajë me dy furra. Kaldaja e fabrikës. Reparti i kaldajës. Punëtor i kaldajës.*
KALDAJIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor që punon në kaldajë, punëtor kaldajë. *Brigada e kal-dajistëve.*
KALEHTAS *ndajf.* Kalehtë.
KALEHTË *ndajf.* Shumë lehtë, pa bërë zhurmë, lehtë e lehtë. *Ecën (kërcenj kalehtë. E preku kalehtë.*
KALEHTOR,~E *mb.* Shumë i lehtë; mjaft i lehtë.
KALEIDOSKOP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Aparat
i thjeshtë me një gyp dhe me një sistem pasqyrash të lëvizshme, ku mund të shihen figura të ndryshme ngjyra-ngjyra. *Duket si në kaleidoskop.*
KALEM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Laps. *Kalem ko-pjativ. Kalem i kuq. Kuti me kalema. Vizatim me kalem. Mpreh kalemin. Shkruaj me kalem.*
*2. fig. bised.* Shkrim e këndim. *S'dinin kalem. Është me kalem* është me shkollë.
3. Bisk i vogël me sytha, që është prerë nga një pemë (hardhi. shelg etj.) dhe që shartohet në një pemë tjetër ose mbillet në tokë; pip. *Kalem i rrënjëzuar. Kalem plepi. Kalema hardhish. Shumëzim me kalema. Shartoj I mbjell) me kalem.*
4. Përdorëse që është si shkop i vogël. *Kalemi i argjendarit. Kalemi i penjve.*
5. Maja e dhëmbit të sharrës.
*-k* I bie kalemit (lapsit) *shih te* BIE [. Me kalem (me laps) në dorë *shih te* LAPS;~I. E zuri (e kapi, e mori) kalemi *dike* i ra, i qëlloi atij të bëjë një punë, të shkojë diku etj.; i erdhi një e mirë a një e keqe rastësisht. S'e vë në kalem nuk e llogarit; nuk e merr parasysh.
KALEMXHIl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *keq.* Shkrim-tar a gazetar pa vlerë ose i shitur, që shkruan vetëm për të fituar para. *Kalemxhinjtë borgjezë (revizionistë). Kalemxhinjtë e Ballit Kombëlar.*
KALENDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Sistemi i ndarjes dhe i llogaritjes së kohës (në vite, muaj e ditë), duke marrë për bazë ndryshimet periodike të na-tyrës. *Kalendari diellor. Kalendari i vjetër. Kalendari i ri. Sipas kalendarit.*
2. Libër me shumë fletë dhe me forma të ndryshme, ku shënohen me radhë ditët e vitit, muajt, të dhëna historike për ngjarjet kryesore e për festat dhe të dhëna të tjera; bllok me fletë të vogla të ve-çanta për çdo ditë të vitit; fletë që ka vetëm muajt e vitit dhe ditët. *Kalendar muri. Kalendar tryeze. Kalendar xhepi. Fletët e kalendarit. Shfletoj kalendarin.*
3. Ndarja e kohës; përcaktimi i punëve a i vepri-meve që bëhen me radhë gjatë një kohe; shënimi i ngjarjeve kryesore që kanë ndodhur në kohë të caktuara dhe kujtimi i tyre çdo vit. *Kalendar vjetor (mujor). Kalendari bujqësor. Kalendari sportiv. Kalendari enciklopedik. Kalendari i radios. Kalendar i stinës. Kalendari i punimeve (i mbjelljeve). Kalendari i ndeshjeve. Kalendari i gjuetisë. Kalendari i da-tave të shquara.*
KALENDARIK,~E *mb.* Që lidhet me kalendarin; që ka të bëjë me kohën e një viti (nga një janari deri me tridhjetë e një dhjetor); që i përket kalendarit, i kalendarit; sipas kalendarit. *Koha kalendarike. Viti kalendarik. Plant kalendarik. Sistemi kalendarik. Ditë kalendarike.*
KALESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet. shih* KA-LIM,~L *Kalesa e lumit . Dëshmi kalese.*
*2.* Vendi ku kalohet; rrugë a urë kalimi. *Kalesë e sigurt. Mbylli kalesën.*3. *tek.* Heqja e një pjese nga diçka me një të rënë tëithikës, të sharrës etj.; goditje; vrull. *E preu me dy kalesa.*
KALESH,~E *mb.* 1. Me shumë lesh, me lesh të dendur, leshtor. *Dash kalesh.*
2. I zi (për vetullat, për flokët etj.). *Me vetulla kdleshe. Me mustaqe kaleshe.*
3. Që ka vetulla të zeza e të dendura dhe sy të zez; i bukur (për njerëzit, zakonisht me përkëdhelje për vajzat); që ka lara të zeza në kokë e sy të zez (për delet, dhitëetj.); syskë. *Vajzë kaleshe. Djalë kalesh. Dash kalesh. Dhi kaleshe.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,3 të mbiemrit.
ICALESHAN,~E *mb.* Leshtor, kalesh.
KALESHOHEM *vetv.,* ~OVA(u), ~UAR. 1.
Mbetem i shkretë, pa njeri e pa plëng.
2. *vet. veta III.* Mbetet djerr, ngel pa u punuar (për token).
kALË,~I *m. sh.* KUAJ, KUAJT. 1. Kafshë shtë-pia|ke njëthundrake, e forte dhe e shkathët, me trup të madh, të mbuluar me qime të buta e të shkurtra, mel bisht të gjatë e me jele, që shërben për të hipur në itë, për të mbartur diçka ose për të tërhequr ka-rroçën etj. *Kale i bardhë (pullali, çil, arab). Kale i egër. Kale i tredhur. Kale i ngordhur (gërxhall)* kale i dobët e i pafuqishëm. *Kale race. Kale karroce. Kale vrapimi. Kale samari (barre)* kale për ngarkesë. *Kale ushtrie. Bisht (qime) kali. Shale kali. Thunder fgjur-më) kali. Jelja e kalit. Shtallë kuajsh. Potkua kali. Mish kali. Troku i kalit. Takëmet e kuajve. Së-mundja e kuajve. Në vithe të kalit. Shëtitje me kale. Gai;a me kuaj. Majë kalit. Shaloj (ngarkoj, ngas) kalin. I hipi kalit. Zbres nga kali. Punon si kale* punon shumë, pa e kursyer veten.
2[!]. *shah.* Figure në shah që e ka kokën si kjo kafshë dhe që lëviz dy kuti përpara e një anash. *Lëvizi kalin. la hëngri kalin.*

31 *sport.* Trung i vogël i veshur me lëkurë dhe i vendosur mbi katër këmbëza, mbi të cilin bëhen ush-trime gjimnastikore. *Kale me doreza, Kapërcimi (kër-cimi) i kalit.*

4. *bised.* Pesha (e plaçkave, e drithit etj.) sa mund të mbajë e të mbartë një kafshë barre, barrë. *Një kale plaçka (grurë, rrush).*

*it-* Ra nga kali a) mbeti në mes të rrugës që kishte nisur; nuk e çoi deri në fund një punë të nisur; b) ra riga pozita e lartë që kishte, e hoqën nga detyra e larte që kishte. Si kali në ahur i vrenjtur, i zymtë. Kali i belarave *shih te* BELA,~JA. Kale drush unak, derrjiroxhak. Kale karroce njeri që nuk është i zoti të yetëveprojë, që shikon vetëm në një drejtim, që di të bëjë vetëm një gjë; njeri i ngushtë, që zbaton vetëm ato që i thonë të tjerët. Është hipur mbi kale e ka punën në rregull, i ka punët në vijë. I kam hipur atij kali *shih te* HIPI. Sikur sa të kalit (kaq) ta bësh dhëmbin! *shih te* DHËMB,~I. I ranë potkonjtë kalit *shih te* POTKUA,~OI. Nuk i ecën kali në vijë *shihl te* VIJË,~A. Është në majë të kalit *dikush shih,te* MAJË,~A. I ka hipur kalit lakuriq *mospërf. shih te* LAKURIQ. I ka hipur kalit mbrapsht (së prapthi) *shih, te* MBRAPSHT. I ka hipur kalit qorr *shih te* QORR,~E. Njihet si kali (si kau) balash *shih te* BA-LASH,~E. Sillet si kali në lëmë *mospërf.* sillet rro-tull;e nuk bën asnjë punë të dobishme, vjen vërdallë

kot. Shin si kali në lëmë bën ç'të dojë, bën si do vetë Nuk i shkoi kali (gomari) në udhë (në urë) edhe *poh. shih tek* UDHË,~A. U rrëzua kali, t'i presim këmbët!

*iron,* përdoret kur për një gabim të yogël dikush kër-kon një dënim të madh. Presin të ngordhë kali (gomari) që t'i marrin potkonjtë *përb. shih te* PRES H. Kali nuk ka prask *fj.u. shih te* PRASK,~U. Kale të presh-të nuk ka *fj. u. shih te* PRESHTË (i,e). Kali i mirë (i ku(j) e ka një huq *fj. u.* çdo njeri, sado i mirë e i zoti që të jetë, e ka një të metë; kur dikush punon shumë mirë edhe ndonjë e metë që ka nuk i vihet re. Kali humbi, gomari s'duket *fj. u. shih te* GOMAR,~I. Kali i mirë e shton (vetë) tagjinë *fj. u.* një njeri që punon, vlerësohet e nderohet gjithnjë e me shumë nga shoqëria. Kali i mirë njihet nën mutaf *fj. u. shih te* MUTAF,~I. Kur t'i hipësh kalit, shihi potkonjtë *fj. u. shih te* POTKUA,~OI. Kali ha tagjinë, gomari mbart bucelat *fj. u. shih tek* TAGJI,~A. Kali i botës (i huaj) të lë në mes të udhës *fj. u.* nuk duhet t'i varim shpresat tek të tjerët, por duhet të mbështetemi në forcat tona. S'mëson kali revan në pleqëri *fj.u. shih te* REVAN,~I. Punon kali, ha gomari *fj.u.* thuhet kur punën e bën dikush, por prej saj përfitojnë të tjerët që s'e meritojnë. A j o e kalit *euf.* elbth, kath. Gështenjë kali *bot. shih te* GËSHTENJË,~A. Kali i Trojës *libr.* armik i brendshëm ose një grup armiqsh të brendshëm që zhvillojnë veprimtari të fshehtë ku-ndërrevolucionare. M i z ë k a 1 i *shih te* MIZË,~A \.

*KALI I DETIT zool.* Peshk me turi të madh e të zgjatur, që ka fiatra me thumba dhe gjendet në detin Adriatik, në Mesdhe etj.

*KALI I QYQES zool.* Mjellbardhë.

*KALE SHTRIGASH (SHTRIGE) zool.* Karkalec i madh me këmbë të gjata, që e ndryshon ngjyrën sipas mjedisit ku jeton.

KALË-FUQI *m. sh.* KUAJ-FUQl *fiz., tek.* Njësi matjeje e fuqisë së një motori, e barabartë me 75 ki-logrammetra në sekondë.

KALËRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jes KALËROJ. *Mjeshtëria e kalërimit. Pas tri orësh kalërimi.*

KALËROJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. Eci a vrapoj hipur mbi kale; eci kaluar. *Kalëroi gjithë ditën.*

*2. kal.* Shaloj; i hipi sipër shaluar. *Kalëroj kalin. Kalëroj fronin.*

KALËSHALË *ndajf.* Ndenjur mbi diçka me këmbë të varura në dy anët, shaluar; kaliqafë. *Hipi (rri) kalëshalë.*

KALFËT (i, e) *mb.* 1. Që është pak i turbullt ose që sapo ka filluar të turbullohet, që s'është as i kulluar as i turbullt. *Ujë i kalfët.*

2. Që ka ngjyrën e ujit të ndenjur a pak të turbullt. *Ngjyrë e kalfët.*

KALIBËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *tek.* 1. Dia-metri i brendshëm i një gypi, i grykës së armëve të zjarrit etj.; diametri i predhës ose i fishekut. *Armë të kalibrave të ndryshëm. Top i kalibrit të madh. Pushkë (predhë) me kalibër... Mat (përcaktoj) kalibrin.*

2. Vegël e posaçme për të matur a për të kontro-lluar me përpikëri të madhe përmasat e një detail.*Kalibri i thellësisë. Kontrolloj me kalibër.*

3. *fig. libr.* Cilësi, vlerë, rëndësi; shkallë. *Lojtar i kalibrit ndërkombëtar. Shkrimtar i kalibrit të madh.*

KALIBOBË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Vidhëz.

KALIBOÇ *ndajf.* Mbi supe, kalakiç; kaliqafë. *Mai^r (mbaj) kaliboç.*

KALIBRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KALIBROJ, KALIBRO-
HET. *Kalibrimi ipredhës. Kalibrimi i fares. Pasqyrë kalibrimi. Përpikëria e kalibrimit.*

KALIBROHET *spec. Pës. e* KALIBROJ.

KALIBR OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *tek.* I jap formën a madhësinë e duhur e përfundimtare një detali; e bëj me atë kalibër që duhet; mat me kalibër. *Kalibroj detalin (gypin, predhën).*

2. *spec.* Ndaj në kategori, klasifikoj diçka sipas madhësisë, formes ose cilësisë. *Kalibroj pemët (farat).*

KALIBRUAR (i,e) *mb.* 1. *tek.* Që i është dhënë forma a madhësia e duhur e përfundimtare; që është bërë me kalibrin e duhur; që është matur me kalibër (për një detal, armë, predhë etj.). *Armë të kalibruwa. Detal i kalibruar. Vrimë e kalibruar.*

*2. spec.* Që është klasifikuar sipas madhësisë, formes e cilësisë. *Fare e kalibruar.*

KALIBRUES,~E *mb.* 1. *tek.* Që shërben për t'i dhënë kalibrin e duhur (një detali, një predhe etj.); që kalibron. *Makinë kalibruese. Cilindër kalibrues.*

2. *përd. em. shih* KALIBËR,~RI $_2$.

KALIF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Titull që mbante në disa vende myslimane kryesundimtari, i cili kishte në duart e veta pushtetin më të lartë politik e fetar dhe e quante veten pasardhës të Muhametit (në vendet arabe deri në shek. XIII dhe me vonë në Egiipt e në Turqi në kohën e sulltanëve). *Kalifi i pare. Kalifi i Bagdadit. U be kalif.*

KALIFAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *hist.* 1. Sundimi i kalifit, pushteti i kalifit; koha gjatë së cilës sundonte një kalif. *Periudha e kalifatit. Gjatë kalifatit të...*

2. Shteti që kishte në krye një kalif; tërësia e tre-vave ku shtrihej sundimi i një kalifi. *Kalifati arab. Qendra e kalifatit.*

KALIKIÇ *ndajf.* Kalakiç.

KALIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KALOJ, KALO-HEM. *Kalitni i lumit. Kalimi në socializëm. Kalimi i pushtetit në duart e popullit. Vend (rrugë) kalimi. Leje kalimi. Në kalim e sipër* duke kaluar, kalimthi.
2. Vend ku mund të kalohet. *Ka një kalim këtu.*
*fc* E trajtoi në kalim (e sipër) *diçka* e trajtoi a e zuri në gojë kalimthi, pa u ndalur gjatë e pa e zbërthyer, pa u thelluar, shpejt e shpejt dhe shkurt.
KALIMTAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ai që kalon dikii rastësisht, ai që kalon në një rrugë os,e diku gjetkë. *Grup kalimtarësh. Midis kalimtarëve. Vështronte ka-limtarët. Qëndrojnë (grumbullohen) kalimtarët. Tër-hoqi vëmendjen e kalimtarëve.*
KALIMTAR,~E *mb.* 1. Që zgjat vetëm pak kohë, që nuk zgjat shumë; që kalon shpejt. *Gjendje (krizë, vështirësi) kalinttare. Ndjenjë (dhembje) kalimtare.*
2. Që ndodhet ndërmjet, i ndërmjetëm. *Periudhë*
*(etapë) kalimtare. Forme kalimtare. E folme kalimtare. gjuh.* e folme e një krahine midis dy dialekteve. 3. *gjuh.* Që shënon një veprim, i cili kryhet nga kryefjala dhe kalon e bie drejtpërdrejt te një qenie a send, të shprehur me një emër ose përemër në rasën kallëzore pa parafjalë, d.m.th. te një kundrinë e drejtë; që merr kundrinë të drejtë (për foljen); *kund.* jokalimtare. *Folje kalimtare.*
KALIMTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* KALIMTAR,~I.
2. *vet. nj.* Diçka që është e përkohshme ose në kalim.
KALIMTHI *ndajf.* 1. Duke kaluar diku, rastësisht, në ecje e sipër. *E pashë kalimthi. U takuam kalimthi.*
*2.* Meqë e solli rasti, meqë ra fjala; pa dhënë shumë hollësira; pa u ndaluar e pa u thelluar; shpejt e shpejt. *Tha (shloi) kalimthi. Përmendi (preku) kalimthi. I hodha një sy kalimthi.*
KALIPIÇ *ndajf.* Kalakiç, kaliboç.
KALIQAFË *ndajf.* Ndenjur mbi qafë a mbi supe të dikujt dhe me këmbë të varura përpara gjoksit të tij. *Marr (mbaj, çoj) kaliqafë. I hipi kaliqafë. Hodhi torbën kaliqafë.*
~E, ~ET. Nallane.
KALIQ E,~JA . *kryes. sh. Ecnin me kaliqe.*
KALIS EM *vetv.,* ~A (u), ~UR. I hipi në qafë dikujt, i qëndroj në zverk; i ngec në shpinë.
KALISHER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Varg hudhrash ose qepësh.
KALIT (KALIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj më të forte e më të qëndrueshëm një metal, një vegël të metaltë etj., duke e nxehur shumë dhe duke e futur menjëherë në ujë të ftohtë; i jap ujë një metali ose një vegle prej metali. *Kalit çelikun. Kalit sëpatën ( sqe-parin).*
2. Mpreh kosën duke e rrahur me çekan mbi kudhër, cokat. *Kalit kosën. Nuk e ka kalitur mirë.*
3. Mpreh gurin e mullirit, duke e kepur me çekan.
4. *fig.* E bëj më të forte dike, duke e stërvitur e duke e vënë që të punojë në kushte të vështira, e for-coj; e edukoj mirë që të jetë në gjendje të përballojë çdo të papritur e vështirësi, çdo ndikim të huaj etj.; çelikos. *Kalit trupin (shëndetin). Kalit ndërgjegjen (vullnetin). Kalit ndjenjën e përgjegjësisë. Aksionet e kalitin rininë.*
KALITEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet me i forte e me i qëndrueshëm, kur e nxehim shumë dhe 'e futim menjëherë në ujë të ftohtë (për një metal, për një vegël prej metali etj.). *Kalitet hekuri. Giza nuk kalitet.*
2. *fig.* Bëhem me i forte duke u stërvitur e duke punuar në kushte të vështira, forcohem; edukohem mirë që të jem në gjendje të përballoj çdo të papritur e vështirësi, çdo ndikim të huaj etj.; çelikosem. *U kalitën në zjarrin e luftës (në punë). Kalitet fizikisht (moralishtj.*
3. *Pës. e* KALIT.
KALlTËS,~E *mb.* Që të bën më të forte, që të kalit; që bëhet për të kalitur. *Veprimtari (punë) kalitëse. Stërvitje kalitëse. Luan rol kalitës.*
KALITJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-:timeve të foljeve KAL1T, KALITEM. *Kalitje fizike (ideologjike, revolucionare, e gjithanshme).*
KALITUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me i forte e me t qëndrueshëm, pasi e kemi nxehur shumë dhe e kemi futur menjëherë në ujë të ftohtë (për një metal, për rijë vegël prej metali etj.). *Çelik i kalitur. Sëpatë e kalitur.*
2. Që është mprehur duke e rrahur me çekan mbi kudhër. *Kosë e kalitur.*
3. Që është mprehur, duke e kepur me çekan (për gurin e mullirit). *Gurë të kalitur. Mokër e kalitur.*
*4. fig.* Që është bërë me i forte, duke u stërvitur e duke punuar në kushte të vështira; që është edukuar mirë dhe është në gjendje të përballojë çdo të papritur e vështirësi, çdo ndikim të huaj etj.; i çelikosur. *Nje-iëz të kalitur. Parti e kalitur.*
KALILM,~I *m. kim.* Metal i butë si dylli, me ngjyrë të bardhë e me shkëlqim argjendi *(simboli K). Klo-riiiri i kaliumit* pluhur i imët, i bardhë, i ngjashëm me kripën e gjellës, që tretet mirë në ujë dhe përdoret s|i pleh në bujqësi. *Plehrat e kaliumit. Sulfati i kaliumit* pluhur i imët, në ngjyrë hiri të çelur, që tretet mirë në ujë dhe përdoret si pleh në bujqësi. *Oksidi i kaliumit.*
KALIVAÇ,~I *m.* Disa kokrra pemë të grumbulluara në një degë e të varura si bistak; kalivare.
KALIVARE,~JA *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dru i
vendosur horizontalisht ose tra, mbi të cilin varen për t'u tharë vargje me miser, me duhan etj.
2. Varg me kallëpe misri ose me duhan që varet; bistak rrushi që varet. *Kalivare misri. Kalivare rrushi.*
3. Diçka që varet poshtë; lëndë që rrjedh a që der-dhet. *Kalivare uji* ujëvarë.
4. Vijë që lë rrjedha e ujit në mur ose mbi diçka t jetër; gjurmë që lë djersa në fytyrë ose në trup. *Kalivare djerse. Kalivarja e sherbetit të gëlqeres.*
5. *përd. ndajf.* Rrëkajë. *Rrjedh fderdhet) kalivare.*
KALK,~U *m. sh.* ~E, ~ET dhe KALKË,~A
.! *sh.* ~A, ~AT. 1. Letër ose pëlhurë e tejdukshme, që përdoret për të kopjuar skica a vizatime të ndrysh-rqe, duke e vendosur mbi figurën që duam të kopjojmë. *Kopjoj në kalk.*
2. *gjuh.* Fjalë ose shprehje e re. që krijohet duke pçrkthyer një për një pjesët përbërëse të një fjale ose të një shprehjeje të huaj. *Kalke kuptimore (sin-taksore).*
KALKARE,~T *vet. sh.* 1. Fcrra e barëra të këqija. 2. Trungje e degë drurësh të kalbura, që sjellin lumenjtë ose përrenjtë, Iumare.
KALMUQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Grumbull pleh-rash bashkë me pluhur e me dhe; pleh gjethesh të kalbura; në *sh.* plehra, të fshira, bëzhdile. *Heq kal-muqin.*
KALOHEM 1. *Pës. e* KALOJ 4,s.7,i6.17-
2. *Përd. pavet.* sipas kuptimeve ],7,10-12,14 të fol-
jës KALOJ. *S'kalohet këtej. S'kalohet jeta në vetmi.*
*Ueti me këmbë s'kalohet. fj.u.*

KALOJ *joked.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shkoj me këmbë a me një mjet udhëtimi nga një vend në një vend tjetër, eci, vete diku; lëviz nënjëdrejtim të cak-tuar; shkoj nëpër diçka ose pranë diçkaje. *Kaloj*
*me këmbë (me biçikletë, me kale). Kaloj në rrugë. Kaloj përmes njerëzve. Kalojnë nëpër qytel. Kaluan nëpër disa fshatra. Kaloj në dhomën tjetër. Kaluam nga shtëpia e tij. Kaluan njëri pas tjetrit (një nga një). Ka-loi majtas (djathtas). Kalojnë krah për krah. Kaluan përpara. Kaloi si furtunë (si era)* kaloi me shpejtësi të madhe. *kaloi pranë. I kaloi nën hundë* i kaloi fare afër. *E pashë duke kaluar. here të kalojël Nuk e lejoi të kalonte. Nuk kalon dot aty. Kudo që kaluam...*
2. *vet. veta III.* Lëviz duke përshkuar një hapësirë, një vend etj., bën rrugën (për mjetet e udhëtimit, për predhën etj.); shtrihet në një vend (për udhën etj.); rrjedh nëpër një hapësirë a prej diku (për lumin, gja-kun etj.). *Treni kalon në tunel (mbi urë). Autobusi kalon nga Librazhdi (nga rruga e re). XJdha kalon nëpër pyll. Shkumbini kalon përmes Shqipërisë. I kalonin lotët çurkë. I kaloi plumbi nëpër mushkëri.*
3. *vet. veta III.* Shkon, ikën, rrjedh (për kohën). *Kalon koha. Kalojnë vitet (muajt, ditët). I kaloi shpejt jeta. Kane kaluar dhjetë vjet. Vitin (javën) që kaloi.*
*4. kal.* E bëj diçka që të lëvizë a të shkojë diku ose që të përshkojë një gjë. *Kaloj dorën mbi flokë. Kaloj perin në gjilpërë. Kaloj një kafshatë (një aspi-rinë)* e kapërdij, e kapërcej, e përcjell.
5. *kal.* Përshkoj një hapësirë, një vend etj.; kapërcej një pengesë natyrore a një cak, një shifër, një moshë etj.; lë prapa; tejkaloj. *E kaluam stacionin. Kaluan një hendek (murin, lumin). Kaloi kufirin. E kaloi lartësinë* 5 *m. E kalon shifrën 15. I kaloi të dy-zetat. E kaloi moshën.E kaloi kamionin. E kaloi me vrap. Kalon normën çdo ditë.*
6. *kal. fig.* Kapërcej, lë prapa; e tejkaloj; e teproj. *kaloi parashikimet. la kalon në mësime (në aftësi). I kalon forcat e mia. E kaloi kufirin (masën).*
7. *kal.* E përcjell diçka në një vend a te dikush tjetër, ia përcjell dikujt a një zyre, një organi etj. për ta vlerësuar, për ta gjykuar, për ta miratuar etj. *la kaloi (shkresën) për shqyrtim (për miratim, për nënshkrim). Materialet ia kaluan drejtorisë përkatëse (këshillit shkencor, komitetit ekzekutiv). Ia kaloi to-pin portierit. sport.*
8. *zakon. veta III.* Përcillet nga një dorë në një tjetër, nga një brez në brezin tjetër; transmetohet; përhapet. *Kaloi dorë me dorë. Lajmi kaloi gojë me gojë. Kalon nga njëri brez në tjetrin. Pushteti kaloi në duart e klasës punëtore.*
9. edhe *kal.* Paraqitem vetë diku ose çoj një tjetër për kontrollim mjekësor, doganor etj. *Kaloj në vizitë mjekësore. E kaloi mallin nga dogana. Kaloi në kon-troll.*
10. edhe *kal.* Ndërroj gjendje a vend, shkoj vetë ose çoj dike në një punë a detyrë tjetër; bie a ngrihem vetë ose ul a ngre dike në një shkallë tjetër; shkoj nga një gjendje në një gjendje të re. *Kaloi (e kaluan) në prodhim. Kaloj në sulm (në mbrojtje). Kaloi në. shërbim (në vartësi) të... Kaloi (e kaloi) në vend të pare. Kalon në plan të dytë. Kaloi (e kaluan) në ka-tegorinë e dytë (e pare). Kaloi në klasën e pestë. Ka-lojmë nga fitorja në fitore.* j
11. *vet. veta III.* Mbaron së qeni, nuk është me; i afrohet fundi ose përfundon; zgjat pak; ikën, hum-bet. *Kaluan pushimet. I kaloi koha* u vjetrua. *kaluan dhembjet. I kaloi zemërimi. I kaloi verdhëza. Kaloi gripi. Kaloi e keqja. Kaloi afati. Kaloi mosha. Me kaloi radha.*
12. *vet. veta III.* Bëhet, zhvillohet, kryhet (një punë,një vcprim etj.). *Aksioni kaloi si duhej. Operacioni kaloi me sukses. Das ma (mbrëmja) kaloi mirë.*
13. edhe *kal.* Jam; jetoj; e shkoj a e përdor kohën në një mënyrë të caktuar; bëj. Si *(ia) kaloni? Ka-lojnë mirë (pa grindje). la kaluam mirë. E kalojmë kohën me mësime (me punë). Sa për të kaluar kohën. E kaloi natën pa gjumë. E kalonte kohën kot. I kaloi pushimet në plazh. E kalojnë jetën në gëzime (të lum-tur). Kaloi vile të vështira. Kaluam caste të paharruara. Kaloi pesë vjet në Shkodër (në fshat, në malësi).*
14. *vet. veta III.* Duket e zhduket, shfaqet e largohet shpejt. *kaloi një buzëqeshje në fytyrë. Me kaluan mornica nëpër trup. Me kaloi një e therur në gjoks.*
15. *fig.* Filloj të flas për diçka tjetër të re; hidhem në një çështje tjetër. *Kalojmë në një çështje tjetër. Kalojmë në pikën e dytë të rendit të ditës. Kaloi në hollësira.*
16. *kal.* Përballoj e kapërcej sëmundjen që me kishte zënë, shërohem; shpëtoj prej diçkaje të pa-dëshirueshme. *E kaloi line (kollën e mirë). E kalova gripin. E kaloi rrezikun. I kaluam vështirësitë.*
17. *kal.* Lë. *E kaloi në heshtje diçka* e la me që-llim pa e përmendur.
18. *kal.* Kryej, mbaroj, fitoj; hidhem në një klasë tjetër. *E kaloi klasën e pare. E kaloi provimin (me suk-*
*ses).*
19. *vet. veta HI.* Me shpëton, me ikën. *Me kaloi pa e vënë re. I kanë kaluar ca gabime.*
*k* Kaloi (doli, iku) nga faza *thjeshtligj. shih te* FAZË, ~A. I kaloj anash *shih tek* ANË,~A i. E kaluam tra-shë *diku shih tek* TRASHË. E kaloi hendekun e kapër-ceu një.vështirësi. I kaloi mendja luajti nga mendtë, i iku mendja, u çmend. I kaloi (i sbkoi) koha *dikujt a diçkaje shih te* SHKOJ. E kaloi në site *diçka shih te* SITË,~A. E kaloi (e mbushi) të shtatën *shih te* SHTATË (i,e). Sa për të kaluar (për të shkuar) radhën *shih te* RADHË,~A. I kaloi (i ra) gur me gur *shih te* GUR,~I. Ka kaluar (ka rrjedhur) shumë ujë *shih tek* UJË,~I. E kalon gjumë e brume *shih te* GJU-MË,~I. E kaloi lumin në va *shih te* VA,~U. E kaloi (e futi, e shkoi) në vrimë të gjilpërës *dike shih te* GJILPËRË,~A. Ta kalon (ta shkon, to fut, ta lë-shon, ta çon) ujët nën rrogoz (nën hasër, nën vete) *shih te* RROGOZ,~I. E kaloi (e hodhi. e kapërceu) lumin pa u lagur (pa lagur këmbët) *shih te* LAGEM.
KALOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Urë prej druri a urë e varur mbi litarë të trashë çeliku ose një mjet i përkohshëm e i thjeshtë (disa trarë, dërrasa etj.) për të kaluar mbi një përrua, mbi një lumë etj. *Kalojë për njerëz (për kafshë). Kaloj a e ka shkurtuar udhën. Kanë bërë (kanë vënë) një kalojë.*
KALORAS *ndajf.* Luajmë kaloras: luajmë me dy grupe lojtarësh, prej të cilëve pjesëtar6t e njërit grup përkulin kurrizin dhe formojnë një varg, ndërsa ata të grupit tjetër përpiqen të hipin mbi të; luajmë go-marthi.
KALORAZI *ndajf.* Kaloras.
KALORE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. 1. Thupër, më të cilën godasin kalin, mushkën etj. për t'i nxitur që të ecin me shpejt; purtekë e hollë.
2. *përd. mb. fig.* E hollë e truphedhur, e hajthme; që ngrefoset e kapardiset, që ecën me kokën përpje-të (për vajzat e grate).
KALORE,~JA ii . *sh.* ~E, ~ET. 1. Secila nga dy shpatullat e sipërme të samarit.

2. Rripi mbi vithet e kafshës, që lidh samarin me nënbishten a me palldëmin.
3. Pjesa c kapistrës që i vihet kalit, mushkës etj. në hundë.
4. Cipë e drunjtë brenda arrës, që ndan thelpinjtë. *heq kaloren arrës.*
5. Tjegulla që vihet sipër dy tjegullave të tjera të kthyera me lug përpjetë (në çati).
6. *përd. mb.* Qepje kalore: mënyrë qepjeje me zig-zage duke e hedhur perin sipër buzëve të copes; qepje jo e kujdesshme; qepje e përkohshme me dorë, mbi të cilën shkohet një tegel me makinë.
7. *përd. ndajf.* në vijë të drejtë, me zigzage; jo me kujdes; përkohësisht (kur qepin); kaluar. *Qep kalore.*
KALORËS~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka hipur në kale, ai që ecën me kale; ai që di të ecë e të vra-pojë me kale. *Kalorës i mirë.*
*1. usht.* Luftëtar i stërvitur për luftim mbi kale. *Reparti i kalorësve.*
3. *hist.* Titull që u jepej feudalëve oborrtarë; feudal që i përkiste shtresës së aristokracisë ushtarake (në disa vende të Evropës).
4. *fig. lart., libr.* Njeri fisnik që lufton me vetë-mohim e me trimëri për një çështje të madhe. *Kalorës i lirisë. Kalorës i revolucionit.*
•*k* I qan hallin kalorësit se i varen këmbët thuhet kur dikush shqetësohet kot për një njeri, që i ka punët në rregull e që ka mbështetje a përkrahje të forte.
KALORËS,~E *mb. usht.* Që është stërvitur të luf-tojë hipur në kale; që përbëhet prej kalorësish. *Ushtar kalorës. Forca kalorëse.*
KALORËSf,~A . 1. *përmb.* Tërësia e kalorësve, kalorësit.
2. *usht.* Trupa me usht are të stërvitur që luftojnë hipur në kale. *Kalorësi e lehtë. Kalorësia e Skënder-beut. Divizion kalorësie. Gjeneral kalorësie.*
3. Sjellje e veprime të stërholluara plot lajka, ka-rakteristike për aristokratët; fisnikëri (në vendet feu-dale e borgjeze). *Tregonte kalorësi. Ndjenjë kalorësie.*
4. *sport., vjet.* Hipizëm. *Gara kalorësie. I pëlqente kalorësia.*
KALORËSIAK,~E *mb.* 1. Që lidhet me kalorësin, që i përket kalorësit, që është veti e kalorësit, prej kalorësi (në kuptimin 3); kalorës. *Sjellje kalorësiake. Dashuri kalorësiake.*
*2. let.* Që trajton tema të jetës së zbrazët e të ve-primtarisë së feudalëve oborrtarë në mesjetë (në disa vende të Evropës). *Letërsia kalorësiake. Poemë kalorësiake. Roman kalorësiak. Heronj kalorësiake.*
KALORl,~A i . 1. *shih* KALORËSI,~A,,2,4.
2. Ecje. me kale, shëtitje me kale. *Bënte kalori* shëtiste me kale për t'u dëfryer.
KALORI,~A ii . *sh.* ~, ~TË *fiz.* Njësia e matjes së nxehtësisë, e barabartë me sasinë e nxehtësisë që, nevojitet për të ngritur në një grade temperaturën e një grami uji të paster; sasia e kalorive që jep një ushqim. *Kalori mesatare. Kalori e madhe* sasia e ngroh-tësisë që nevojitet për të ngritur ose për të ulur në një grade temperaturën e një kilogrami (a të një litri)uji të paster. *Sasia e kalorive. Jep (prodhon) kalori. Shprehel në kalori.*
KALORIFER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Sistem gypash e radiatorësh, nëpër të cilët kalon avull ose ujë i nxeh-të për të ngrohur dhomën, shtëpinë a ndërtësën; sis-tera ngrohjeje, radiator për ngrohje (në dhomë a në; një ndërtesë). *Kalorifer me avull. Gypat e kalori-fer'it. Shtëpi me kalorifer.*
KALORTHI *ndajf.* 1. Kaluar.
2. Brezahypthi. *Luajnë kalorthi.*
KALOSHIN,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Karrocë e vogël me dy rrota, që tërhiqet nga një kale. *hipi kaloshinit.*
KALPËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Zë të carat e një fuçie, të një bucele etj. me shtupë liri, me lecka a n)e diçka tjetër që të mos rrjedhë. *Kalpëtoj fuçinë (sh'ekën, bucelën).*
KALPËTYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shtupë liri, leclçë a diçka tjetër, që përdoret për të zënë të carat i fdçisë, të bucelës etj. që të mos rrjedhë. *Zënë me kalpëtyrë. Mbushin vrimat me kalpëtyrë.*
KALTËR (i,e) *mb.* 1. Që ka ngjyrën e qiellit të kthjellët, në ngjyrë të qiellit. *Qiell (det) i kaltër. Me sy ië kaltër. Bëhet i kaltër.*
*2. si em.* ~ËR, ~RA (e) . Ngjyra e kaltër. *E kaltër e mbyllur. Ngjyej më të kaltër. Anon nga e kaltra.*
+ Qymyri i kaltër energjia e valëve të detit, gjatë baticës e zbaticës, që shfrytëzohet për centralet elek-trike. Si rrufe (si bubullimë) në qiell të kaltër (të kthjellët) *Iibr. shih te* BUBULLIMË,~A. M y k u i kaltër *bot. shih te* MYK,~Ui..
KALTËRtM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KALTËROJ, KALTËROHET.
2. Ngjyra e kaltër; kaltërsi. *Kaltërimi i detit.*
KALTËRINË,~A . Kripë helmuese, që zë një enë bakri e pakallajisur.
KALTËROHET *vetv.* Bëhet i kaltër, merr ngjyrë të kaltër; merr një ngjyrë të errët si të kaltër, bëhet i njurrëtyer, murrëtehet (për fytyrën, duart etj.). *lu kattërua buza.*
KALTËR'OJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. *1. vet. vela III.* Shfaqet, duket me ngjyrë të kaltër (për sende me ngjyrë të tillë etj.). *Kaltëron qielli (deti, liqeni). Kaltërojnë majat e maleve. Kaltëron mjegulla.*
*2.\kal.* Ngjyej a lyej diçka me bojë të kaltër, e bëj të kaltër.
KALTËROR,~E *mb. poet.* Që ka një ngjyrë të kaltër dhe të shndritshme; i kaltër. *Në qiellin (në detin) kaltëror.*
KALTËROSH,~E *mb. poet.* Që ka ngjyrë si të kaltër dhe të shndritshme, në ngjyrë të kaltër të ëmbël a të ndezur; i kaltër. *Vale kaltëroshe. Adriatiku kal-tërosh. Lule kaltëroshe. Muzgu kaltërosh. Me sy kaltëroshe.*
KALTËRSl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i kaltër, yetia e diçkaje që është e kaltër. *Kaltërsia e qiellit (e detit).*
2. | Ngjyrë e kaltër e bukur dhe e shndritshme, ngjyra e kaltër e ndezur. *Kaltërsi e ëmbël. Kaltërsia e syye.*
3. Hapësira e kaltër (e qiellit, e detit); çdo gjë e kaltër. *Kaltërsi e pafund. Nëpër kaltërsi. Can kaltër-sitë.*
KALTËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë I kaltër, që ka marrë ngjyrë të kaltër; që ka marrë një ngjyrë të errët si të kaltër, që është murrëtyer (për fytyrën. duart etj.) *Me thonj të kaltëruar.*
2. I kaltër. *Ngjyrë e kaltëruar.*
3. *si em.* ~, ~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të) *euf.* Kufomë, trupi i të vdekurit, i vdekuri.
4. *si em.* ~, ~I (i) *m. sh.* ~, ~IT *(të)fig.* Ai që pëson një fatkeqësi të madhe a që goditet nga një e keqe e madhe. *kaltëruari!* i ziu, i shkreti, i mjeri! *Ç'e gjeti, të kaltëruarin!*

KALTËRREMË (i), ~E (e) *mb.* Që ka ngjyrë të kaltër të hapur, i kaltër në të bardhë; që vjen si i kaltër. *Ngjyrë e kaltërreme. Tym i kaltërremë. Mje-gull e kaltërreme. Dritë e kaltërreme.*

KALTHEDËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *kryes. sh.* Karthje, shkarpa. *Mbledh kalthedra.*

*2. përd. mb. fig.* I dobët e i brishtë, thatim, shkarpë (nga trupi).

KALTHI *ndajf.* 1. Me këmbë dhe me duar; si kale. *Ecën kalthi (foshnja).*

2. Hipur në kale ose ashtu si në kale, kaluar, sha-luar.

3. Kaliqafë. *E mori fëmijën kalthi. Hipi (rrinte) kalthi.*

KALUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka kaluar (për kohën, vitin, ditën etj.); që është bërë, është kryer ose ka ndodhur disa kohë përpara; që ka përfunduar, që është mbaruar; që ka jetuar shumë kohë me përpara, që nuk është me; i shkuar. *Ngjarje e kaluar. Etapë e kaluar. Në mësimin e kaluar. Në kohët e kaluara. Natën (vitin, javën) e kaluar. Herën e kaluar. Të djelën e kaluar* të djelën e fundit që kaloi. *Gjëra të kaluara* gjëra që kanë kaluar dhe s'kanë shumë rëndësi. *Brezat e kaluar.*

*2.* Që ka filluar të plaket, i thyer, i shkuar (në mo-she); i vjetër. *Burrë i kaluar. Grua e kaluar. Në moshë të kaluar.*

3. Që i ka kaluar koha, që s'vlen me, që s'është me i kohës. *Mode e kaluar. Zakone të kaluara.*

4. *gjuh. f.* E shkuar. *Kohët e kaluara të foljes.*

5. *si em.* ~, ~I (i) *m. kryes. sh.* ~, ~IT (të). Ai që ka filluar të plaket, ai që ka një moshë të thyer. *Nderimi për të kaluarit (nga mosha).*

KALUAR *ndajf.* 1. Hipur në kale, jo me këmbë; shaluar, kalëshalë, ashtu si në kale. *Hipi kaluar. Rri kaluar. Shkon (vjen, shëtit) kaluar. Rrinte kaluar mbi degë (mbi mur).*

2. Kaliqafë; kalakiç. *E mori kaluar.*

3. *fig.* Pa pasur vështirësi a shtrëngesë, pa halle, shkujdesur; në një gjendje më të mirë se të tjerët, duke qenë në fitim; pa u shqetësuar shumë, pa u bërë merak shumë, pa ndonjë ndjenjë të thellë përgjegjësie. *Është kaluar. I bën hesapet kaluar. Flet kaluar.*

4. Me zigzage, jo në vijë të drejtë; rrallë e rrallë me dorë, shkel e shko (për mënyrën e të qepurit), kalore. *Qep kaluar.*

5. Njëri mbi tjetrin që të puthiten mirë; bindërme.

KALUAR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Kohë ekaluar, periudhë e kaluar; ngjarje në kohën e kaluar; jeta dhe veprimtaria e dikujt në kohë të kaluar. *E kaluar a e lavdishme. E kaluara e hidhur. Ngjarje e së kaluarës. Mbeturina (njolla) të së kaluarës. I përket së kaluarës. Nuk e harrojmë të kaluarën. E njohin mirë të kaluarën. Trashëgohet nga e kaluara. Ka të kaluar të mirë. Në krahasim më të kaluarën. Të kaluara! bised.* urim që i bëhet dikujt, zakonisht pasi është shëruar ose kur është i sëmurë, me kuptimin “qofshin të kaluara, qoftë harruar, u shërofsh së shpejti dhe e harrofsh sëmundjen, mos u përsërittë me (sëmundja)!”

KALUARTHI *ndajf.* 1. Brezahypthi. *Luajnë ka-luarthi.*

2. Kalimthi. *E tha kaluarthi.*

3. Kaluar.

KALUÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *sport.* Vegël gjim-nastikore si kale, që përbëhet nga një trung i vogël, i veshur me lëkurë dhe i vendosur mbi katër këmbëza druri të larta deri një metër e gjysmë. *Kërcimi në kaluç. Kërcej (kapërcej) kaluçin.*

KALUES,~E *mb.* 1. Që kalon shpejt, që ka ka-rakter kalimtar. *Etapë (periudhë) kaluese.*

*2.* Që kalon në një klasë ose në një kategori tjetër më të lartë; që ka fituar një klasë ose një kategori. *Nxënës kalues.*

3. Që është e mjaftueshme për të kaluar nga një klasë a kategori e ulët në një tjetër më të lartë (për notën). *Note kaluese.*

*4. Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.

KALUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të kalohet a të kapërcehet, nga ku mund të kalohet. *Rrugë (urë) e kalueshme. Shteg i kalueshëm.*

2. Që mund të përballohet, që mund të kapërcehet (për një vështirësi, për një punë të rëndë etj.). *Vësh-tirësi e kalueshme.*

KALUESHËM *ndajf.* Aq sa është për të kaluar në një klasë a në një kategori tjetër më të lartë (për notën në shkolla). *Mori notën “kalueshëm”.*

KALUESHMËRI,~A . *libr.* 1. Mundësia që ka a që jep një vend, një shteg etj. për të kaluar nëpër të; të qenët i kalueshëm. *Kaiueshmëria e shtegut. Kalueshmëria e malit (e qafës së malit).*

2. Mundësia për të kaluar në një klasë a në një kategori më të lartë; përqindja e nxënësve a e studentëve që kalojnë klasën. *Kalueshmëri e lartë (e plotë, e ulët). Përqindja e kalueshmërisë. Është ngritur (është rritur) kalueshmëria.*

KALUSH,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kale i vogël, kale me shtat të vogël. *hipi kalushit.*

*2.* I vogli i pelës; kale dy-tre vjeç, mëz.

3. *sport.* Kaluç. *Kapërcej kalushin.*

KALVINIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pasues i kalvi-nizmit.

KALVINIZËM,~MI *m.* Një nga doktrinat fetare të protestanëve, që lindi në Evropën Perëndimore në shek. XVI si shprehje e interesave të borgjezisë në periudhën e grumbullimit fillestar të kapitalit dhe që u përhap sidomos në France, në Hollandë, në Angli, në Skoci, në një pjesë të Gjermanisë, në Hungari e në vendet skandinave.

KALL i *kal,* ~A, ~UR. 1. Fut brenda, shtie; shtie në dhe, këllas. *Kailgozhdën në mur. Kail perin në gjilpërë. Kail dorën nëxhep. Nuse, ku kalle këmbët... folk,* nuse, ku hyre... *E kallën në dhe* e varrosën.

2. Shtyj, nxit dike, fut, shtie (kryesisht për të keq). *Kalli njerëz për ta vrarë. Kalli një të vetin për çupën. la kalli në vesh di çk a* shtyri dike që t'ia thotë.

3. 1 shkaktoj, i fut; këllas. *kalli frikën (tmerrin, lemerinë, datën). U kalli grindjen. Me kalli në dyshim.*

4. *fig.* Mashtroj dike, ia hedh dikujt.

I kalli bretkun *bised. shih te* BRETK,~U. I kalli djallin (dreqin) *dikujt a diçkaje thjeshtligj.* nuk^ u interesua, nuk pyeti fare, nuk çau kokën për dike a për diçka; e braktisi. I kalli (i shtiu) ethet *dikujt shih tek* ETHE,~JA 3. I kalli (i futi) flamën (mur-tajën) *dikujt a diçkaje thjeshtligj.* a) s'pyet me fare për të, as do t'ia dijë me për të; b) i kalli tmerrin, i futi frikën. Ia kalli qimen *thjeshtligj. shih te* QIME,~JA. I kalli spicat *dikujt* e shtyu për keq; e futi në grindje; i futi kallat. I kalli ujkun *thjeshtligj.* e braktisi, e la fare, i kalli flamën, i kalli djallin.

KALL n *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Ndez. *Kalli zjarrin (cigaren, eshkën). Kalle një!* ndize një cigare!

I kalli (i dha) barut *shih te* JAP.

KALLA,~T . *vet. sh.* Spica, fitme, intriga. *futi (i shtiu) kalla dikujt* e shtyu, e nxiti për keq duke e mashtruar; e futi në grindje me dike.

KALLABALLËK, ~U *m. bised.* Grup i madh nje-rëzish, shumicë njerëzish; gjindje e madhe; turmë. *Kallaballëk i madh. Kishte kallaballëk. Jemi (bëhemi) kallaballëk* bëhemi shumë veta. *U fut në kallaballëk.*

Mblidhe kullaballëkun! *shih te* MBLEDH.

KALLAFAT (KALLAFAS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bëj një punë pa kujdes, e bëj diçka shkel e shko, sa për të thënë se e bëra; i jap një luster sa për t'u dukur e mbaruar, i jap një kallaj. *Bëri si bëri, e ka-llafati.*

*2. jig.* E mashtroj dike, ia hedh dikujt.

KALLAFATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprim sipas kuptimeve të toljeve KALLAFATOJ, KALLAFA-
TOHET. *Kallafatimi i anijes (ifuçisë). Bëj kallafatimin.*

KALLAFATOHET. *Pës. e* KALLAFATOJ.

KALLAFATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zë të
carat midis dërrasave të një anijeje, lundre etj. me shtupë e katran; kalpëtoj. *Kallafatoj barken.*

2. *fig.* Mbush boshllëqet, ndreq të metat e dobësitë.

KALLAFATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor që merret me kallafatimin e anijeve, të lundrave etj.

KALLAFATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KALLAFATOR,~I.

KALLAFYT (KALLAFYS) *kal.,* ~A, ~UR. Rras,
ngjesh. *Kallafyt dheun (kashtën).*

KALLAJ,~I *m.* 1. *kim.* Metal i butë, me ngjyrë të bardhë në të argjendtë, që shkrin lehtë dhe që për-doret zakonisht për të kallajisur enët e për të ngjitur sende prej metali etj. *(simboli Sa). Oksid kallaji. Lidhje kallaji. Fletë kallaji. Minierë kallaji. Ng)it (lyej) me kallaj.*

2. *fig.* Luster sa për t'u dukur, shkëlqim i jashtëm; diçka që mbulon fytyrën, pamjen a gjendjen e vërtetë. *dha një kallaj* i dha një luster sa për t'u dukur. *Iahxori kaltajin* ia nxori në shesh fytyrën e pamjen e yërtetë, bëri që të dale ashtu siç është në të vërtetë. *1 doli kallaji d i k u j t a click a je* a) u zbulua krejt, e kanë marrë vesh të gjithë, nuk është më e fshehtë; b) i iku vlera, u vjetrua, doli jashtë përdorimit; e humbi emrin e mirë ose nderimin nga të përsëriturit e dendur, u be bajat.

• Kaloi me kallaj mbi gunë kaloi kot, pa bërë asgjë-

KALLAJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Enë e vogël prej bakri të kallajisur, me një vjegë, që përdoret për të pirë ujë, qumësht etj.; safe. *Mbushi kallajen. Pine ujë me kallaje.*

2. në *sh.* Enë të kallajisura; enë që mund tëkallajisen (izakonisht prej bakri).

KALLAJIS *kal,* ~A, ~UR. 1. Lyej faqen e brend-shme të një ene prej bakri ose prej hekuri me një shtresë të hollë kallaji; ngjit a zë me kallaj (një enë t'ë shpuar); vesh diçka me një cipë kallaji. *Kallajis t'enxheren (kusinë, kazanin). Kallajis gjymin (tiganin). Kallajis telat.*

*2. keq.* Fëlliq dike a diçka me baltë, me lyre etj.; \, vë një shtresë të hollë, lyej me diçka. *Ka kallajisur fytyrën. E kallajisi me gëlqere.*

3. *fig.* I jap një luster për të fshehur të vërtetën, e zbukuroj diçka për të mashtruar të tjerët; përpiqem me mënyra të ndryshme të fsheh fytyrën, pamjen a gjendjen e vërtetë të dikujt a të diçkaje; i bëj lajka dikujt, e mashtroj duke i bërë lajka, ia hedh. *E kallajisi me profka.*

KALLAJISEM *vetv. 1. keg.* Fëlliqem me baltë, me lyre etj. *U kallajis i tëri.* 2. *Pës. e* KALLAJIS.

KALLAJISJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KALLAJIS, KALLAJISEM. *Reparti i kallajisjes. Shkëlqen nga kallajisja.*

KALLAJISUR (i,e) *mb.* 1. Që është Iyer me një shtresë të hollë kallaji; që është ngjitur me kallaj; që është veshur me një cipë kallaji. *Enë të kallajisura. Tigan i kallajisur.*

*2. keq.* Që është fëlliqur me baltë, me lyre etj.; il përlyer. *Me buzë të kallajisura.*

3. *fig.* Që i është dhënë luster a është mbuluar me ipënyra të ndryshme për të fshehur të vërtetën; që eshtë zbukuruar për të mashtruar dike. *Punë e kalla-jfsur.*

KALLAJTË (i,e) *mb.* Që është prej kallaji. *Thumb* jj *kallajtë. Shufër e kallajtë.*

KALLAJXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Punëtor që merret me kallajisjen e enëve etj., mjeshtër për kallajisjen e enëve.

A- Luante qeni i kallajxhiut a) bëhej zhurmë e ma-dhe £ rrëmujë, kishte potere; po ndodhte diçka që s'ishte parë ndonjëherë; b) u be gosti e madhe, me shumë njerëz e me shumë të ngrëna e të pira.

KALLAM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë shu-mëvjeçare e vendeve të lagështa, me kërcell të forte, të lartë, të drejtë, me nyja e bosh përbrenda dhe me gjethe të gjata e heshtore; kërcelli pa gjethe i kësaj bime, që përdoret për të mbuluar çatitë, për të bërë tavane, për gardhe etj. *Kallam i butë. Fyell prej ka-llami. Resë (lesë) kallamash. Gardh (mur) me kallama. Kolltuk prej kallamash. I gjatë e i hollë si kallam.*

*2. bot.* Shavar, kundje.

3. Kërcell bimësh i hollë, i gjatë e bosh përbrenda; diçka e hollë, e gjatë dhe e drejtë si kërcell i forte. *Kallam misri. Kallam fshese. Kallam bambuje. Kallam akulli. Hap petët me kallam.*

4. Masur për penjë; gjep. *Mbështjell në kallam.*

5. Pipth, pipëz; fyell. *bie kallamit.*

6. Gëzhoja e plumbit të çiftes.

7. Kërciri i këmbës; pjesa e çorapit që mbulon kërcirin e këmbës. *E qëlloi në kallam të këmbës. I bëj kallamin çorapit. Përvesh kallamat.*

8. *përd. ndajf. fig. bised.* Pa gjë, bosh përbrenda; pa një lek në xhep.

-A- Kallam sheqeri *bot.* bimë barishtore shumëvjeçare, me gjethe si të misrit, me kërcell të drejtë e të gjatë, nga e cila nxirret sheqer.

KALLAMAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kuti ku
mbahen boja e shkrimit, pena etj.; shishe e vogël prej xhami a prej lënde plastike për bojë shkrimi. *Ngjyej në kallamar.*

2. *zool.* Butak deti i ngjashëm me sepjen, por me trup më të hollë e të zgjatur, që ka brenda një petëz të forte e të tejdukshme në trajtë pende.

KALLAMBOQ,~I *m. krahin.* Miser. *Kallamboq i zier. Bukë kallamboqi. Kokrra kallamboqi. Are me kallamboq.*

Kallamboq i hollë *bot.* mel.

KALLAMBOQTË (i,e) *mb. krahin.* I misërt. *Bukë e kallamboqtë.*

KALLAME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa e kërcellit të misrit, të grurit etj., që mbetet në are pas korrjes; kërcelli i bimës së misrit, të grurit etj. pa gjethe; kallamishte. *Kallame misri. Shkul kallamet. U ça në një kallame.*

*2.* Are e korrur që ka qenë e mbjellë me miser, me grurë etj., are hamullore. *Lëshoi bagëtinë në kallame.*

•*k* E bëri kallame e shkatërroi, e prishi krejt, e rrafshoi; e bëri pluhur e hi.
KALLAMIDHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin. 1.* Gëzhoja e fishekut.
2. Pjesa e kërcellit të misrit që mbetet në are pas korrjes, kallame.
3. Misërishte, kacarrum.
KALLAMISHTE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Kërcelli pa gjethe i kallamit, i misrit, i grurit etj.; pjesa e kërcellit të misrit, të grurit etj. që mbetet në are pas korrjes, kallame. *Kallamishte misri (gruri, pam-buku). Pastroj arën nga kallamishtet. Mbuloj me kallamishte.*
*2.* Tufë kallamash; vend me kallama. *Kalon nëpër kallamishte.*
KALLAMSHEQER,~I *m. bot.* Kallami i sheqerit. *Xhufka e kallamsheqerit.*
KALLAPIT (KALLAPIS) *kal,* ~A, ~UR. Ko-llofit. *E kallapiti menjëherë.* KALLAPITET. *Pës. e* KALLAPIT.
KALLAUZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Njeri që e njeh mirë vendin përreth dhe që udhëheq dike për t'i treguar rrugën, udhërrëfyes. *Gjeti një kallauz. I udhëhiqte kallauzi. U be kallauz.*2. *keq.* Njeri i paguar që vihet në shërbim të dikujt dhe i tregon atij gjithçka, spiun. *U be kallauz i turqve. E vranë kallauz in.*
3. Dashi ose cjapi me këmborë që udhëheq kopenë, përçor.
4. Ndërmjetës; shkes, mbles. *Ishte martuar me kallauz.*
5. Çelës, më të cilin-mund të hapen disa dyer, çelës kopil. *E hapi me kallauz.*
6. Kunj prej metali ose prej druri, që përdoret për të hapur vrima, ku duhet të futet një gozhdë ose diçka tjetër.
• Fshati që duket s'do kallauz *fj. u. shih te* FSHAT,
¥
KAIACË,~A . *kryes. sh.* Çorape prej shajaku, të gjata deri te kofshët e pa shputë, që vishnin burrat mbi poture; çorape të thurura me fije metali, që vishnin luftëtarët ilirë; tirq. *Kallca të bardha. Kallca prej bronzi. Një pale kallca. Mbante kallca. Mbathi (lidhi) kallcat.*
KALLÇlNA,~T . 1. Kallca. 2. Qafa çizmesh deri mbi gju. *Mbathi kallçinat. I shndrisnin kallçinat.*
KALLDRËM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Rrugë e shtruar me gurë të vendosur njëri pranë tjetrit; shtresa me gurë e një rruge, e një oborri etj. *Kalldrëm i ngjeshur (i çlirët). Kalldrëm me breza. Kalldrëm me zhavorr. Kalldrëmet e qytetit. Kalldrërrti i oborrit. Rrugë me kalldrëm. Mbigurët e kalldrëmit. E shtruan me kalldrëm. Dolën në kalldrëm. E bënë kalldrëm* e shtruan me kalldrëm.
KALLDRËMIM,~I m. Veprimi sipas kuptimit të foljes KALLDRËMOJ.
KALLDRËMOJ *kal.* dhe *jokal,* ~OVA, ~t>AR.
Shtroj me kalldrëm një rrugë, një oborr etj. *Kalldrë-moj rrugën (oborrin).*
KALLDRËMOR,~E *mb.* I kalldrëmtë.
KALLDRËMSHTRIIES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mjesh-tër që shtron me kalldrëm një rrugë, një oborr etj. *Kalldrëmshtruesit e Beratit.*
KALLDRËMTË (i,e) *mb.* Që është shtruar me kalldrëm; prej kalldrëmi, me kalldrëm. *Rrugë e kalldrëmtë. Oborr i kalldrëmtë.*
KALLDRËMXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Kall-drëmshtrues.
KALLEM i *vetv. 1.* Hyj, futem brenda.
2. *Pës. e* KALL,.
KALLEM ii *vetv.* 1. Ndizem.
2. *Pës. e* KALL,i.
KALLËKEQ,~E *mb.* 1. Që nxit dike për të keq, që fut dike në grindje me një tjetër, që shtie kalla; ngatërrestar. *Grua kallëkeqe.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
KALLEP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Cope druri a mstali, me trajta e përmasa të caktuara, që shërben për t'u dhënë sendeve (këpucës, një pjese këmbimi, sapunit etj.) gjatë punimit former, që dëshirohet; forme, model. *Kallëp i drunjtë (i metaltë). Kallëp bakri. Kallëp këpucësh (kapelash). Kallëp tjegullash.*
*KaJlëpe shkronjash. Reparti i kallëpeve. Vë (shtie, fut) në kallëp. Derdh (hedh) në kallëp.*
2. Sendi që del nga forma me përmasat e dëshiruara; çdo send me trajtë të caktuar e me përmasa të caktuara. *Kallëp akulli. Kallëp sapuni. Kallëp sheqeri. Kallëp misri* kalli misri.
3. *keq.* Model a skemë që pranohet dhe zbatohet verbazi, pa e studiuar, pa ia nënshtruar kritikës; shab-llon, shtampë. *Sipas kallëpeve të huajai*
4. *fig. keq.* Njeri që nuk është në gjendje të gjy-kojë e të mendojë në mënyrë të pavarur, që nuk i vështron gjërat me syrin e vet dhe i merr a i zbaton ashtu siç janë, pa i gjykuar fare; njeri i trashë nga mendja.
5. *keq.* Lloj, soj. *Njeri i kallëpit të tij. Njerëz të çdo kallëpi. Janë të një kallëpi. Nuk duhen futur në një kallëp.*
6. *përd. ndajf.* Ashtu siç është, në trajtën e vet; tamam siç duhet; pas trupit. *E nxori kallëp. I rri (i vjen) kallëp.*
7. *përd. ndajf. keq.* Ashtu siç duket nga jashtë a siç thuhet, pa u përpjekur t'i zbërthejë e t'i kuptojë gjërat, pa hyrë në brendinë e gjërave, jo në mënyrë krijuese, shabllon. *Mos e zbato kallëp! I merr punët (gjërat) kallëp.*
•*k I* fut (gjërat) në kallëpe u jep gjërave forme të njëjtë, i fut mekanikisht në skema; gjykon në mënyrë burokratike a dogmatike. E futi në kallëpe e quajti pa të drejtë si njeri që ka shkelur vijën, rre-gullat etj. (kryesisht në plan politik e moral). Nuk hyn në kallëp *d ik us h a diçka* nuk është i për-shtatshëm.
KALLËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mbulesa që mbështjell kokrrën dhe që mbaron me një fije të gjatë në kallirin e grurit, të elbit etj.; hale drithi (gruri etj.). *KallSz.gruri.*
2. Kalli drithërash; në *sh.* kallinj drithërash që mbeten në are pas korrjes (kryesisht për grurin, elbin etj.). *Kallëz gruri (elbi). Grurë me dy kallëza. Gruri e mbushi kallëzën. Zuri (lëshoi, nxori) kallëz. Mbledh kallëza.*
Kërkon kallëza në bore kërkon një gjë të pa-mundur, kërkon qiqra në hell.
KALLËZAMBLEDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që mbledh kallëza në are. *Kallëzambledhësit e vegjël.*
KALLËZIM,~I. *i m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KALLËZOJ, KA-LLËZOHEM.
2. TregIm. *Kallëzim i shkurlër. Kallëzime për fë-mijë.*
3. Njoftim që dikush i jep një institucioni, një zyre a një personi për veprimet e sjelljet e dikujt tjetër (zakonisht me qëllim të keq). *Kallëzim i rremë.*
KALLËZIM,~I n m._ Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes KALLËZON. *Kallëzim i hershëm (i vonëj. Para kallëzimit. Koha* t *kallëzimit të grurit. Është në kallëzim.*
KALLËZIMTAR,~E *mb.* 1. Që e ka zakon të shkojë e t"u njoftojë të tjerëve se çfarë ka parë ose çfarë di për dike a

për diçka (zakonisht me qëllim të keq), që kallëzon të tjerët; që padit. *Sjeri kallëzimtar*
2. *lei., vjet.* Tregimtar. *Lclërsi kallëzimtare. Stili kallëzimtar.*3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
KALLËZOHEM. *Pës. e* KALLËZOJ.
KALLËZOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. 1. Tregoj a çlëftej një gjë të vërtetë; tregoj vendin ku ndodhet diçka; them diçka që nuk e dine të tjerët. *Kallëzo] emrin. I kallëzoi udhën. Kallëzoj me gisht. Kallëzoj He hartë. I kallëzoi të drejtën (të vërtetën). E kallëzoi fill e për pe.*
2. Tregoj me gojë një përrallë, një histori etj., tregoj. *Kallëzoj një përrallë (një histori). Kallëzon qnekdota. Gjyshi me ka kallëzuar se...*
3. I njoftoj dikujt çfarë kam parë ose çfarë di për dike a për diçka (zakonisht me qëllim të keq); i jap njoftime për dike a për diçka; padit. *Mos i kallëzo! E kallëzoi tek e ëma. Na kallëzoi spiuni.*
KALLËZON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Nxjerr kalli, zë kalli (për drithërat). *Kallëzuan grunjërat. Kallëzoi herët.*
KALLËZORE *mb. f. gjuh.* 1. Rasa kallëzore: rasa
e katërt e lakimit në gjuhën shqipe.
2. *si em.* KALLËZORE,~JA Rasa kallëzore. *Kallëzorja e shquar (e pashquar). Kallëzorja me pa-rafjalë (pa parafjalë). Përdorimi i kallëzores. Emër në kallëzore.*
KALLËZUES,~I i *m. sh.* ~, ~IT. Ai që i njofton dikujt çfarë ka parë ose çfarë di për dike a për diçka (zakonisht me qëllim të keq), ai që kallëzon dike; ai që padit dike.
KALLËZUES,~I ii *m. sh.* ~, ~IT *gjuh.* Gjym-tyrë kryesore e fjalisë, e cila shpreh një veprim, një gjjendje ose një tipar të frymorit a të sendit që shë-nphet nga kryefjala. *Kallëzues foljor (emëror). Kail'ëzues i thjeshtë (i përbërë).*
KALLËZUESOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjuh.* 1. Gjymtyra emërore e kallëzuesit emëror (p.sh. *Mbrojtja e* I *atdheut është* detyrë *e shenjte).*
2. Përcaktori kallëzuesor.
KALLËZUESOR$_V$~E *mb. gjuh.* Që lidhet me ka-llëzuesorin, që ka të bëjë me kallëzuesorin; që kryen funksionin e kallëzuesit, që ka vlerën e një kallëzuesi.
Fjali kallëzuesore fjalia që përdoret me funksionin e gjymtyrës emërore të kallëzuesit emëror (p.sh. *i dukej* sikur ishte rinuar). Përcak-tor kallëzuesor gjymtyrë e dytë e fjalisë, e shprehur zakonisht me emër ose me mbiemër, që lidhet me kallëzuesin, me kryefjalën ose me kun-drinën (p.sh. *Në luftën e pabarabartë kundër push-tuesve populli ynë doli* fitimtar).
JKALLFË,~A *sh.* ~Ë, ~ËT. Zejtar që punon me mëditje, si ndihmës i ustait, në një punishte a në një dyqan, ndihmësmjeshtër (në vendet kapitaliste; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
KALLl,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Pjesa e bimës së një drithi, që ka kokrrat të mbledhura në një vend (në majë të kërcellit ose rreth një koçani). *Kalli i vogël (i madh). Kalli i thjeshtë (ipërbërë). Kalli i degëzuar. Kalli gruri (elbi, thekre, orizi). Kalli misri. Kalli pa bukë. Fëshfërima e kallinjve. Zë (lidh, lëshon, nxjerr) kalli. Mbledh kallinj. Mbushet kalliri. Kalliri plot e mban kokën poshtë, kalliri bosh e mban përpjetë. fi\u.*
*2.* Lulesë në trajtë vile, pa bisht ose me bisht shumë të shkurtër, që nxjerrin disa bimë barishtore.
3. Fyelli i këmbës nga kyçi deri në gju, kërciri i këmbës; pjesa e çorapit që mbulon kërcirin e këmbës, qafa e çorapit.
4. Pjesa e krahut nga bërryli deri te dora, parakrah. • Mbeti kalli a) mbeti fill i vetëm; b) mbeti laku-
riq, pa rroba; mbeti i varfër, i shkretë, pa mjete je-tese. E bëri kalli e dërmoi, e shkatërroi, e bëri pluhur e hi, e bëri kallame. E çuku (e çeku) në kalli e preku në plage, e preku atje ku i dhemb; e preku në pikën më të dobët. Kalli e killë *shih te* KILLË,~A. Kalli pa bukë *mospërf. shih te* BTJKË,~A. Korr përmbi kallinj merret me punë që s'japin fryt, punon kot. I bie kashtës përmbi kallinj *tall,* shih te KASHTË,~A. Krimbi i kallirit *zool. shih te* KRIMB,~$1_2$-
KALLIARTË *mb. poet.* Që i ka kallinjtë të verdhë e të ndritshëm si ari, kalliverdhë. *Gruri kalliartë.*
KALLIGJATË *mb.* Që e ka kallirin të gjatë.
KALLIGJERË *mb.* Që e ka' kallirin të gjerë, me kallëza të hapura anash.
KALLIHOLLË *mb.* Që e ka kallirin të hollë. *The-kër kalliholle.*
KALLIMADH,~E *mb.* Që e bën kallirin të madh. *Elb kalli madh.*
KALLIMBLEDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Kallë-zambledhës.
KALLIPLOTË *mb.* Që e ka kallirin të mbushur plot me kokrra. *Miser kalliplotë.*
KALLIRËNDË *mb.* Që e ka kallirin të zhvilluar mirë dhe të mbushur plot me kokrra. *Grurë kallirëndë.*
KALLlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kalli i vogël misri që mbetet i parritur mirë.
KALLKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Akull; hell akulli. *Cope kallkani. Është bërë lumi kallkan* ka zënë lumi një shtresë të trashë akulli, ka ngrirë, është bërë akull. *Është bërë rruga kallkan* ka zënë rruga një shtresë akulli, ka ngrirë. *lu bënë këmbët (duart) kallkan. U be kallkan* iu ftohën e iu bënë si akull gjithë gjymtyrët e trupit. *kishte rrobat kallkan. Mbeti kallkan.*
2. Hapësirë midis çatisë dhe pjesës së sipërme të murit anësor nën strehët e një shtëpie; hatull. *E zuri (e mbylli) kallkanin.*
3. Mur i hollë, pa derë e pa dritare, që ndan dy kthina të një shtëpie, ndërmjetëz, çatma.
4. *krahin.* Mburojë, shqyt.
5. *krahin.* Lloz hekuri për të mbyllur portën.
•*k* Bëhet kallkan ngurtësohet, forcohet. U gdhi kallkan u gdhi i vdekur. I rri kallkan *dikujt* i rri përballë dikujt pa u lëkundur e pa pasur frikë prej tij, i qëndron pa u tundur.
KALLKANOS *kal.,* ~A, ~UR. E bëj akull, akulloj.
KALLKANOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Bëhem akull, akullohem.
2. *fig.* Rri si i ngrirë, mbetem në vend pa lëvizur e pa folur, shtangem. *U kallkanos nga habia.*
KALLKANOSUR (i,e) *mb. 1.* I akulluar.2. *fig.* Që ka mbetur në vend pa lëvizur e pa folur, që ka ndenjur si i ngrirë, i shtangur.
KALLKANTË (i,e) *mb.* I akullt.
KALLM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë barish-tore shumëvjeçare, me kërcell të gjatë, të hollë e të forte, që rritet nëpër moçale dhe përdoret për të bë-rë tavanet e shtëpive etj., kundje. *Tavan me kallma.*
*1. bot. krahin. shih* KALLAM,~I,.
3. Petes.
4. Pjesa e çorapit nga kyçi i këmbës deri në gju.
5. Kërcell bimësh i hollë e i gjatë dhe bosh per-brenda; diçka e hollë, e gjatë dhe e drejtë që i ngjan kallamit. *Kallmi i parmendës.*

6. Rrip toke që mbillet zakonisht me perime, vllajë.
KALLMISHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Kallamishte.
KALLNl,~A . Lëng mishi a kockash i trashë a i ngrirë.
KALLNOR,~I *m. vjet.* Janar.
KALLO,~JA. *sh.* ~, ~T. Pjesa e lëkurës në dorë a në këmbë që është forcuar nga fërkimi ose nga të vrarët (kur punojmë me vegla dore, kur na vret këpuca etj.). *Duar me kallo. Bar për kallot. lu be një kallo.*
•*k* E shkeli (e preku) në kallo (në lyth) *dike* e preku atje ku i dhemb me shumë, e preku në plage; e preku në pikën më të dobët; i preku interesat vetja-ke. I ka duart me kallo ka punuar shumë; është pu-nëtor i madh; gjithë jetën ka qenë punëtor.
KALLOGRE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Murgeshë ortodokse (në vendet ku vepron kisha ortodokse). *U be kallogre.*
2. *bised.* Grua e vetmuar pa fëmijë e pa të afërm; grua e mjerë, që është për t'u mëshiruar; korbë. *Mbeti kallogre.*
KAIXOGJER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Murg or-todoks (në vendet ku vepron kisha ortodokse). *U be kallogjer.*
2. *keq.* Njeri që bën jetë të mbyllur, ai që është shkëputur nga jeta e gjallë.
KALLP,~E *mb. bised.* 1. Që nuk është i vërtetë, i rremë (edhe *fig.). Para kallpe. Mall kallp. Patriolizëm kallp.*
2. Që është pa bazë, i pathemeltë; i pavlerë, i kotë. *Mendim kallp. Punë kallpe.*
3. Që paraqitet ndryshe nga ç'është në të vërtetë; që nuk del aq i zoti a aq i aftë sa mendohej; mashtrues, batakçi. *Njeri kallp.*
•*k* Doli kallp doli jo ashtu si mendohej a si shpre-sohej.
KALLPAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Kësulë e lartë, e bërë me lëkurë qengji.
KALLPAZAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *ke<j.* Ai që bën para a dokumente të rreme, falsifikues; mashtrues; njeri kallp; batakçi. *Kallpazanët e parave.*
KALLUME,~JA *sh.* ~E, ~ET *krahin.* 1. Grum-bull sendesh pirg; stive. *Kallume gurësh. Kallume kripe. E bëri plehun kallume.*
*2.* Gropa e nevojtores.
KALLUMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Filli i drurit që
vihet për së gjati e përfundi barkës. *Dërrasat tnbër-thehen në kallume.*
KALLUMSHOR,~E *mb.* Që është në trajtë të një pirgu, që është si kallume.
KAM *kal.,* PATA, PASUR. 1. Zotëroj diçka; jam pronar i diçkaje; është imi, me përket mua; është në familjen time, bashkëjeton me mua ose është në lidhje të ngushta me mua. *Kam shlëpi (televizor, biçikletë). Kishle një kopsht të vogël. Ka para. Kishte çifligje (fabrika). Ka shumë libra. Kam gjithë të mirat. Ka sa për të jetuar (sa për vete). Me ato që këmi. Kam fëmijë (vëllezër, motra, nënë, baba). Ka grua (burrë). Kam shumë shokë (miq, të njohur). Me mirë të dish sesa të kesh. fj.u.*
*2.* Është pjesë përbërëse e trupit; përmbaj, përfshij. *Kishte vetëm një dorë. Ka disa këmbë. E ka lëkurën të ashpër. Ka flokë gështenjë. Ka këmbë të forta. E ka kokën të madhe. Ka ngarkesë elektrike.*
3. E mbaj unë, është tek unë, ndodhet tek unë. *E kam unë. E ka në shtëpi. Ç'ke në dorë (në çantë, në xhepj ? Ç'e ke atë në kokë? Kam një bëzhdile në sy.*
*4.* Zotëroj një veti, një cilësi etj., është tipari im dhe me dallon nga të tjerët; jam i pajisur me diçka; gëzoj një të drejtë etj. *Ka shpirt (zemër) të mirë. Ka shë-ndet të mirë. Ka zotësi (aftësi) të madhe. Ka prirje (talent). Ka vullnet (durim). Ka arsim të lartë. Ka kultu-rë. Ka përvojë të madhe. Ka vesh për muzikë. Ka push-tet (auloritet, fuqi). Ka të drejtë. Ka liri të plotë. Ka dorë të lehtë (të rëndë). Ka hije të rëndë. Ka merita (të meta, gabime). Ka faj* është fajtor. *Kam prova. Kemi detyra. E ka zakon. Ka kujdes* është i kujdesshëm. *Ka fat* është me fat. *Kam fletëhyrje. Pali një rast të mirë. E ka moshën* ka arritur në moshën e duhur. *Shëndet paste! ur. Sa të kem fuqi* sa të mundem. *Kështu e ka ai* kështu e ka zakon të sillst a të veprojë, është në natyrën e tij.
5. Provoj në veten time një ndjenjë, një dëshirë etj.; vuaj nga një sëmundje, nga një shqetësim etj., ndiej. *Kam uri (etje). Kam gjumë. Kam vapë. Kam dhembje. Kam dëshirë (qejf). Kam mall (dashuri). Kam shpresë. Kam dyshim. Kam një shqetësim (një merak). Ka frikë nga hija e tij* ka shumë frikë. *Kam përgjegjësi. Kam grip (ethe, kollë, temperature). E kam peng* me ka mbetur peng. *Ka një sëmundje të pashërueshme. Ç'ke, pse je zverdhur?*
6. Jam a bie në një gjendje të caktuar lidhur me një punë ose me një çështje; gjendem, ndodhem (në një gjendje të caktuar ose në një vend të caktuar). *E ka në rregull (në vijë, në terezi) punën. E ka mirë. E ka keq (pisk). E ka me lehtë. S'kam nge* nuk jam i nge-shëm, kam punë. *E kisha të vështirë. E kam pranë. Ku e ke shtëpinë?* ku ndodhet shtëpia jote? *Ku e ke-djalin ?*
7. E kuptoj në një mënyrë të caktuar; i përmbahem (një mendimi a një pikëpamjeje). *E kam të qartë (të paqartë). Kam një mendim (një pikëpamje) tjetër.*
8. Jam në marrëdhënie të caktuara me dike, jam i lidhur më të (nga ana farefisnore, me një marrë-veshje etj.); e mbaj dike. *E kam baba (vëlla, motër, kushëri. fis). E kam timin. Kam të bëj me të. E kam shok (mik). E kemi drejtor. E kam pasur nxënës. E kam nën kujdes. E kam në ngarkim. Kam shoqëri (miqësi) me dike. Kam muhabet me dike. E ka mirë me dike. Kemi marrëdhënie tregtare. Kemi lidhje të ngushta. Kane grind je (mosmarrëveshje, fërkime).*9. *vet. veta HI.* Është me përmasa të caktuara, është në një madhësi a sasi të caktuar; është me një ose me disa njësi a pjesë, përmban një gjë a disa gjëra; për-bëhet. *Tirana ka rreth treqind mijë banorë. Xhaketa ka \dy xhepa anash. Zinxhiri kishte dhjetë hallka. Dora ka pesë gishta. Pallati kishte pesë kate. Dhoma kishte dy'dritare. Qerrja ka dy rrota (një shtizë). Klasa ka dyzet nxënës. Kishte vetëm një dorë (një sy).*
10. *pavet.* Ndodhet, gjendet; është. *Në dhomë kishte shumë njerëz. Nuk ka karrige. Ka kallaballëk. Atje ka një vend. S'ka vende. Ka ujë (lagështirë). S'ka tjetër. E bukur sa ska* shumë e bukur. *S'ka si ai.*
11. *pavet.* Është, ekziston; bën. *Ka vapë (erë, mje-gull, shi). Ka dallgë. Ka kohë deri nesër. Ka qëkur. Ka[ shumë zhurmë. Ka lezet. S'ka hije të... Ka ngjash-mëri (dallime) ndërmjet tyre. Ka leverdi. Ka interes* është me interes. *Ka shenja që... Ç'të reja ka? S'ka psë të shqetësohemi.*
12. *kryes. veta HI.* Me pjesëzat mohuese dhe e ndjekur zakonisht nga emra veprimi formon togfja-lësha me kuptimin “nuk është e mundshme, nuk mund të ndodhë, të gjendet ose të bëhet ajo që shpre-het nga emri”. *S'ka shpëtim. S'ka rrugëdalje. S'ka të share. S'ka të mbaruar. Ai s'ka të ngopur. S'kanë lë'peshuar. S'ka të paguar. S'ke ku të kalosh. S'ka sesi* është e pamundur, nuk mund të gjesh mënyrë a rrugë për të plotësuar një dëshirë a një qëllim.

13. Në bashkëvajtje me disa emra formon togfja-lësha me kuptim foljor që tregojnë një gjendje, një veprim a rezultatin e veprimit të shprehur nga emri. *Kemi përkrahjen e popullit. Kam dijeni. Ka përhapje tëgjerë. Ka pamjen e d i k u j t a të diçkaje* du-ket si dikush a si diçka. *A ke kundërshtim? Paste jetën e gjatë! ur.*
14. Zhvilloj, bëj a do të bëj diçka; me duhet të bëj diçka (një punë, një veprim etj.) ose të merrem~ me diçka; i detyrohem dikujt diçka. *Kemi mbledhje. Kemi ndeshje. Kemi dasmë (festë). Patëm një bisedë. Kam një lutje. Kam një kërkesë. Kam një vërejtje. Nuk kemi ankesa. Kam një sqarim, Kam mësim. Kam shër-bimin (rojën). Kam një bisedim telefonik. Kam punë* jam i zënë. *ka borxh. Kam për të shkruar.*
15. Ndodhem në një gjendje të caktuar gjatë një kohe, me zgjat si kohë; është, me del a me zgjat. *Kam tri ditë që po e pres. Kam një ore të lire. Kam dy ja've sëmurë. Sa vjet ke me të?*
16. E quaj, e vlerësoj, e çmoj. *E kam për nder (për mburrje). E kam për detyrë. E ka mbi krye e sipër. E\ ka si dorën e djathtë. E kishin si perëndi.*
17. Me sjell një rrjedhim a n.ië pasojë. *Kam fitim (dëm, dobi). Do të kenë pasoja, Kemi suksese (perpa-rime).*
18. Bëj diçka (një veprim etj.) në një mënyrë të caktuar. *E ka me shaka (me hile, me djallëzi, më të phbesë). E kam me gjithë mend (me gjithë zemër). E\ke kot. E di ç'ke ti?l* e di si duhet të veprosh ti?!
19. *bised.* E mbaj (si çmim për të shitur diçka). *Sa i ke qepël? I ka lire (shtrenjië).*
20. Jam ose është në një gjendje shëndetësore të caktuar (kur pyesim për dike, më të cilin kemi lidhje). Sir i *ke nga shtëpia? Si e ke djahn tani? Si të kam (me shëndet) ? Si i ka fëmijët? Si i kemi andej nga fshati?*
21. në *kr. thj, (me trajtën e përbërë* "ia" *të përem-rit vetor) bised.* Them; përgjjgjem menjëherë. □ — *E\ di — ia pati brigadieri,* □
22. në *kr. thj. (me trajtën e shkurtër* "e" *të për-emrit vetor në r. kallëzore) bised.* Vdiq, mbaroi; mori fund; dështoi (një punë). *E pati dhe ai. Kaq e pati. E pati edhe kjo punë.*
23. Përdoret si folje ndihmëse për të ndërtuar kohët e përbëra të foljeve veprore dhe të foljes jam. *Ka luftuar. Ka marrë. E kam lexuar gazetën. Ka punuar shumë. Do ta kenë mbaruar deri atëherë. Kishte qenë.*
24. *Pavet.* sipas kuptimeve 5, 6,13,15-17. *S'më kihët pa eparë* nuk mund të duroj dot pa e pare. *Të kihet pa-rasysh. S'më kihet më të* s'më pëlqen të rri a të kem të bëj me të, nuk me rrihet me të, nuk me shkon muhabeti.
• Aty (këtu) ta kam! *thjeshtligj.* pikërisht për këtë gjë është fjala, pikërisht aty është çështja. Mezi e kam e mbaj a e ruaj me kujdes; e dua shumë, e kam me kimet. Që ç'ke më të a) medoemos, patjetër; b) shumë mirë, në rregull. E ka një ashkë *shift tek* ASH-KË,~A. S'pata besë *shih te* BESË,~A. S'ka si bëhet s'ka asnjë mundësi që të bëhet, s'bëhet dot. E ka bllok *me dike shih te* BLLOK,~U. E ka bollë *dike shih te* BOLLË,~A. Ka borxh të... *shih te* BORXH, ~I. I ka (punët) buçuk *shih te* BUÇUK, ~U. Pasha bukën! përdoret si betim për të bindur dike se ajo që them është e vërtetë. S'ka burrë (nëne)... *shih te* BURRË,~I. S'ka çapok *shih te* ÇAPOK,~U. S'ka care (pa care) *shih te* ÇARE,~JA. Kaq e ka capin *shih te* ÇAP,~I. S'e ka dadë *dike shih te* DADË, ~A. S'e ka (s'e fut, s'e shtie, s'e vë, s'e shkruan) në defter *dike a diçka edhepoh. shih te* DEFTER,~I. S'ka (pa) diskutim *shih te* DISKUTIM,~I. Ka (ndien) dobësi për *dike a për diçka shih te* DOBËSI, ~A4. Ka dorë *shih te* DORË,~A. E ka në dorë *di k ë shih te* DORË,~A 4. E kam në (nëpër) duar *diçka shih te* DORË,~A. E ka dyfekun *me dike shih te* DYFEK,~U. E kam me dysh *shih te* DYSH 3. Ma ka ën-da *shih tek* ËNDË,~A. E ka për fis *shih te* FIS,~I. Ka një f jalë me tepër *shih tek* TEPËR. S'ka fre *shih te* FRE, ~RI. S'kam frymë *shih te* FRYMË,~A. S'ka gajle *shih te* GAJLE,~JA. Aq kishte gajle *shih te* GAJLE,~JA. S'e ka për gajle *shih te* GAJLE,~JA. Ka gisht *n ë diçka shih te* GISHT,~I. Ka gojë *shih te* GOJË, ~A. Ka (edhe) gojë të flasë (të thotë, të kërkojë...)! *keq. shih te* GOJË,~A. S'ka gojë të flasë (të thotë, të kërkojë...) *keq. shih te* GOJË,~A. E kam në gojë *dike a diçka shih te* GOJË,~A. E ka grurë (dhjamë) *me dike shih te* GRURË,~I. E ka (e mban) në grusht *shih te* GRUSHT,~I. Ka (në dorë) edhe gurin edhe arrën *shih te* GUR,~I. E ka në gjak *diçka shih te* GJAK,~U. E ka (është, shkon) gjalpë e vaj *m e dike shih te* GJALPE,~I. Nuk e ka më të gjatë se... *shih te* GJATË (i,e). E ka gjethe *dike shih te* GJETHE,~JA. S'ka gjë *shih te* GJË. Nuk e ka për gjë a) e bën pa vështirësi, e ka të lehtë; b) nuk i bën përshtypje, nuk e ka për pesë. S'ka gjë në të nuk e ka në rregull punën; nuk e ka mirë. S'ka gjë në kusi *shih te* KUSI,~A. E ka për gjë të madhe *shih te* MADH (i), ~E (e). S'ka gjëkafshë *shih te* GJËKAFSHË. Ka gjuhë *keq. shih te* GJUHË,~A i. S')ra gjuhë *shih te* GJUHË,~A *j.* S'ka gjunjë edhe *poh. shih te* GJU,~RI 2. S'ka haber për *diçka ose, nga diçka shih te* HABER,~I. Kara hali S3... *shih te* HALL,~I. Kue.kehallin? *shih te* HALL, ~I. Kaq e ka hapin *shih te* HAP,~I. Nuk ka hifc Ifei për *dike shih te* HIJE,~A. Ta paça hua! *ur, shih te* HUA,~JA. Ka nundë (turinj) *shih te* HUNDË,~A. Nuk ka hundë (turinj) për *dike a për diçka mospërf. shih te* HUNDË,~A. Ke hundë e buzë!? *shih te* HUNDË,~A. E kam në hundë *dike përb. shih te* HUNDË,~A. S'e ka keq *shih ie* KEQ. E kakeq *me dike shih te* KEQ. E kam nëpër këmbë
*shift te* KËMBË,~A. S'ka kockë (për të bërë një punë) *shih te* KOCKË,~A. S'ka kokë *d(kush shih te* KOKË,~A 4. S'ka kokë (dëbora, dimri) *shih te* KO-KË,~A. S'ka as kokë, as këmbë *shih te* KOKË,~A. Nuk e ka kokën (mendjen) në vend *shih te* VEND,~I. Ka krimbat *dikush shih te* KRIMB,~I. E ka (e mban) mbi kokë e lart *dike shih te* LART. E ka lëmë *shih te* LËMË,~I. S'kishte (s'mbeti) asnjë lot *shih te* LOT,~I. S'ka luge për *dike shih te* LU-GË,~A. Ka llapë *shih të* LLAPË,~A. Të paçim sa malet! *ur.* rrofsh sa malet! Kam ndër mend... *shih te* MEND,~TË. Ki mendjen! *shih te* MENDJE,~A4. Nuk ka mjekër për Qabe *shih te* MJEKËR,~RA. E ka mortje (të dytë) *dike a diçka shih te* MORT-JE,~A. S'ia kam ngenë (vaktin) *diçkaje* edhe *poh. shih te* NGE,~JA. Nuk ka paha *shih te* PAHA, ~JA. E kam parasysh *shih te* PARASYSH. Nuk ka pesë (dy) para mend *shih te* PARA, ~JA. Nuk e kishte (nuk e bënte) për pesë *diçka shih te* PESË. S'ia kam për pesë *dikujt shih te* PESË. E ka për piri (i shkon për piri) *shih te* PIR,~I. E ka në pjatë *shih te* PJATË,~A. Kam në plan *shih te* PLAN,~I. S'ka pse *shih* S'ka përse *te* PËRSE. Të paça me qafë (në qafën time)! *shih te* QAFË,~A. S'ka me qofte (te daja) *shih te* QOFTE,~JA. S'ka qoshe *shih te* QO-

SHE,~JA. E kam rëndë *shih te* RËNDË. E ka syrin *për diçka shih te* SY,~RI. E ka syrin *te dikush ate diçka shih te* SY,~RI. Ku i ke sytë? *shih te* SY,~RI. S'kam sy e faqe (me ç'sy e faqe) *shih te* SY,~RI. E ka (e ka vënë) në shenjë *dike shih te* SHENJË,~A. I ka të shpejta *shih te* SHPEJTË (i,e). Ka shprehje *libr. shih te* SHPREHJE,~A. Nuk ka shpirt *shih te* SHPIRT,~I. la ka më të shtrembër *dikujt shih te* SHTREMBËR (i,e). Nuk e ka (nuk e ka marrë) me tap! *shih tek* TAPI,~A. E ka në tavë *shih tek* TAVË,~A. S'ka terezi *shih tek* TEREZI, ~ A. Nuk ka tragë të... *shih tek* TRAGË, ~A. Ka trup *shih tek* TRUP,~I. E ka në thembër (e ka ngjitur për thembre) *shih te* THEMBËR,~RA. E ka në.thes *dike shih te* THES,~I. S'ka thonj *mospërf. shih te* THUA, THOI. E ka në (per) thua *shih te* THUA, THOI. S'ke ç'i thua *shih te* THEM. E ka në xhep *diçka shih te* XHEP,~I. E ka në xhep *dike shih te* XHEP,~I. Ka vlagë *shih te* VIAGË,~A. S'ka zemër *shih te* ZEMËR,~RA 3. S'ka zot (që ta bëjë diçka) *shih te* ZOT,~I. E kam (jemi) lakra (presh) në kopsht *dike (me dike) shih te* LAKËR, ~RA. Ka plak (zot) ahuri *shih tek* AHUR,~I. E ka unazë në gisht *shih tek* UNAZË,~A. Kështu e patëm kuvendin *shih te* KUVEND,~I. Bërtet (thërret) me sa ka në kokë *shih te* KOKË,~A. Sa goinarë buzëbardhë ka! *iron, shih te* BUZËBARDHË. S'ka çelës që i bie *shih te* ÇELËS,~I. E kam çerepin në zjarr *shih te* ZJARR,~I. Ka lime të forte *dikush shih te* LIMË, ~A. E kam në majë të bundës *dike a diçka keq. shih te* HUNDË,~A. I ka Inendtë pupël *shih te* PUPËL,~LA 3. la ka mendtë vetes e ka kujdes veten që të mos pësojë gjë, ruhet të mos bjerë në gabime. E ka orën gjallë *vjet. shih tek* ORE,~A. E ka të shkruar në ballë *shih te* BALLË,~I. I ka hime trutë (mendtë) *shih te* HIME,~T. Kam ujin në are *shih tek* UJË,~I. Paç veten me (në) qafë! *shih te* QAFË,~A. Pasha (pash) sytë e ballit! *shih te* SY,~RI. Ka zhurin e detit *shih te* ZHUR,~I. Sa s'ka ku të vejë (ku të shkojë) me (sa s'ka me) shumë, në shk'allën më të lartë; sa s'mban me. S'di ku kam kokën (kryet) *shih te* KOKË, ~A. S'ka gjë në trastë (në torbë) *shih tek* TRASTË,~A. S'ka ku të përplasë (ku të përpjekë) kokën *shih te* KOKË,~A.

KAMA"RE,~JA. *sh,~JE,* ~ET. 1. Vend i hapur në murin e një shtëpie, zakonisht në të dyja anët e oxha-kut, ku mbahen enë e sende të vogla që përdoren për-ditë~(xhezve, filxhanë etj.); dollap i vogël pa kanata në mur; vrimë në mur. *Vë në kamare. Hap një kamare. E hapi gojën sa një kamare.*

2. Hapësirë e vogël si dritare në murin midis dy qemereve të urës.

3. *krahin.* Vendi ku pula pjell vezët, furrik.

4. Kabinë në vapor.

• E ka gojën kamare a) e ka gojën të madhe; b) është llafazan i madh, nuk i pushon goja.

KAMlSTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Vargua, vargor. *E varin kusinë në kamastër.*

KAMVTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që jep hua ins kamatë; fajdexhi (në vendet kapitaliste).

KAMATARI,~A . Të dhënët hua me kamatë.

KAM AT Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT *fin.* 1. Pjesë e fitimit, e shprehur në përqindje, të cilën e merr dikush për huan ose për borxhin që i ka dhënë një tjetri; fajde (në vendet kapitaliste); pjesë e fitimit që merr shteti ose banka për llogari të një kredie a të një ndihme që i ka dhënë dikujt; interes. *Kamatë ligjore (e paligjshme). Kamatë bankare. Kamatë e vonuar. Kamatë e lartë. Hua pa kamatë. Me tre përqind kamatë. E rritën kamatën.*

2. Shtesa mbi pagesën e një detyrimi, kur ky nuk shlyhet në afatin e caktuar, kamatëvonesë. *Hipi kamata. E pagoi me kamatë.*

KAMATËM4RRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Kamatar; fajdexhi.

KAMATËMARRJE,~A. *libr.* Marrja e kamatës.

KAMATËPAGUES, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ka marrë para me fajde ose një hua dhe duhet të paguajë kamatë (në vendet kapitaliste).

KAMATËVONESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fin.* Sasia e të hollave, e shprehur edhe në përqindje, që paguhet si gjo.be kur një detyrim nuk shlyhet në afatin e caktuar; kamatë. *Paguaj kamatëvonesën. Iu shtua kamatëvonesa.*

KAMBANAR,~I, *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie kambanës në kishë (në vendet ku vepron kisha).

KAMBANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mjet i rëndë tingëllues: një Uoj koni i zbrazët e i hapur prej bronzi, me përmasa të mëdha, që ka brenda një batoq, nga goditjet e të cilit nxjerr tinguj të fuqishëm me oshëtimë (zakonisht në kisha); tingëllima e këtij mjeti. *Kam-bana e kishës. Gjuhëza e kambanës. Tingëllimi i kambanës. I bie kambanës. Bie kambana* dëgjohen tingujt e kambanës. *Ushton kambana. Dëgjohej kambana.*

2. *spec.* Vegël në trajtën e ziles, që përdoret për punë të ndryshme teknike; enë cilindrike prej qelqi ose prej kristali. *Kambanë e ,shkallëzuar. Kambanë zhytjeje. Kambanë peshkimi.*

3. *fig.* Paralajmërim i qartë për një ngjarje të rën-dësishme; lajmërim plot ngazëllim për një ngjarje të gëzueshme. *Kambanë kushtrimi. I bie kambanës* lëshoj kushtrimin; jap alarmin. *Dëgjohen kambanat e fitores. Bien kambanat e vdekjes për kapitalizmin.*4. *përd. mb.* Që lëshon një tingëllim të forte e me oshëtimë, shumë i fuqishëm (për zërin e për mjetet tihgëlluese). *E ka zërin kambanë.*

+ Të gjithë i bien një kambane të gjithë të njëjtën gjë thonë. Dëgjohet vetëm kambana e tij *keq.* të gjithë veprojnë ashtu sic thotë a urdhëron dikush, i cili përpiqet të detyrojë të tjerët të pranojnë mendimin e udhëzimet e tij. E humbi rrumbi kambanën *shift te* RRUMB,~I. Duhen dëgjuar të dyja kambanat duhen dëgjuar mendimet e të dyja palëve. Lule kambane (këmbore) *bot. shih te* LULE,~JA.

KAMBANËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog.e përk.* E KAMBANË,~A,2. 12. *bot.* Lulekambanë.

KAMBANOR,~E *mb.* Që ka trajtën e kambanës, si kambanë. *Lule kambanore.*

KAMBANORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Kullë që del mbi çatinë e një kishe ose që është ndërtuar pranë saj, ku është varur kambana. *Kambanorja e kishës (e manastirit). Hipi në kambanore.*

KAMBANORE, ~T . *yet. sh. bot.* Familje bimësh barishtore, që bëjnë lule në trajtë të kambanës.

KAMBIAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fin.* Dokument financiar (në vendet kapita'iste), që detyron dike të shlyejë brenda një afati të caktuar një shumë parash të marra hua me kushte të caktuara ose një shumë parash që duhet të paguajë për mallra të blera me kredi; dokument detyrimi,

dëftesë. *Qarkullimi i ka-mbialeve. Nxori (lëshoi) një kambial. Nënshkroi ka-mbialin.*

KAMBOXHIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor ven-des i Kamboxhias ose ai që e ka prejardhjen nga Ka-mboxhia.

KAMBOXMIAN,~E *mb.* Që lidhet me Kamboxhian ose me kamboxhianët, që është karakteristik për Kamboxhian ose për kamboxhianët, i Kamboxhias ose i kamboxhianëve; që është krijuar nga kamboxhianët. *Populli kamboxhian. Valle (këngë) kambo-xhiane.*

KAMBRIK,~U *m.* Pëlhurë e bardhë dhe e hollë prej pambuku ose prej liri, që përdoret për çarçafë, për veshje të brendshme etj. *Çarçafë (përparëse) ka-mbriku.*

KAMELEON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Zva-rranik i vendeve të ngrohta, i ngjashëm me hardhjen, që ndërron ngjyrën e lëkurës në përshtatje me ngjy-rën e mjedisit ku ndodhet. *Llojet e kameleonëve. Si një kameleon.*

*2. fig. përb.* Njeri i lëkundshëm e me shumë faqe, që ndërron shpesh qëndrimin a sjelljen për të mbrojtur interesat e veta.

KAMERDARE,~JA *sh.* ~E, ~ET. pjesa e brendshme prej llastiku e rrotës së automjeteve, të biçikletave etj; pjesa e brendshme prej llastiku e topit të futbollit etj. *Kamerdare e shfryrë (e fryrë). Kamer-dare automobili (biçiklete). Kanterdarja e topit. Është shpuar kanterdarja. Plasi kamerdarja-*

KAMERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *spec.* Pjesë e disa aparateve ose pajisjeve, që është si dhomëz e vogël, e zbrazët dhe e errët; aparat marrës fotografik, kine-matografik ose televiziv. *Kamera televizive. Kamera kinematografike. Kamerë e lëvizshme. Kamera e apa-*

*rat it fotografik. Kamerë për fotografim nën ujë. Ven-dos kamerën.*

KAMERIE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesë e dale si tarracë në katin e sipërm të një shtëpie, e mbështetur mbi disa këmbëza prej druri a prej hekuri, rreth e përqark së cilës vihen saksi me lule.

2. Bankë shkolle me shpinë; fron me mbështetëse.

KAMERIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor i shër-bimit në restorante etj. që merr porositë e u shpie njerëzve të ulur nëpër tryeza gjellët, pi jet etj.

KAMERIERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KA-MERIER,~I. *Kurs për kameriere.*

KAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Thikë e mprehur nga të dyja anët, që mbahet në këllëf si armë brezi. *Maja e kamës. Tehu i kantës. Këllëf kame. Plage kame. Nxori kamën. I nguli kamën.*

KAMËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që është në gjen-dje të mirë ekonomike, i kamur; i pasur, pasanik; *kund.* skamës. *Kamës i madh.*

2. if *mb.* ~, ~E. I pasur, i kamur. *Shtresat, ka-mëse të popullsisë. Klasat kamëse.*

KAMFUR,~I *m. farm.* Lëndë e bardhë, e kris-taltë, me erë të forte, që nxirret nga një lloj druri i Lindjes së Largët me fletë si dafina dhe që përdoret sidomos në mjekësi si nxitës i sistemit nervor e i fry-mëmarrjes, për fërkim etj. *Druri i kamfurit. Vaj kam-furi. Fërkoj (lyej) me kamfur.*

KAMILLAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kapela e priftit dhe e murgot ortodoks, e cila ka trajtën e një ci-lindri. *Me kamillaf në kokë. Si kamillafi i priftit.*

KAMlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Furrë ku piqen tjegulla, tulla etj.; furrë ku digjen gurë gëlqerorë për të nxjerrë gëlqere; furrë për të përgatitur qymyr druri; kumi. *Kantinë tullash (tjegullash, gëlqereje, qymyri). Oxhaku i kaminës. Punëtor kamine.*

*2.* Vatra e farkës. *Hedh qymyr në kaminë.*

3. Grumbull sendesh, stive, pirg. *Një kaminë gurësh.*

KAMION,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Automobil i madh me karroceri të hapur, që shërben për të mbartur sende të rënda, mallra qse forca ushtarake. *Kamion vetëshkarkues. Shofer kamioni.*

KAMISH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Çibuk i gjatë. *Pi duhan me kamish.*

KAMJAIAË,~A . Pjesët e kërcejve të grurit a të misrit që mbeten në tokë pas korrjes, kallame.

KAMJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Pasuri që është prone e dikujt, gjithçka që ai e ka si prone vetjake a familjare, gjë, mall. *Kamje e madhe. Njeri me kamje. Paguanin sipas kamjes. Jetonte në kamje* ishte në gjendje të mirë ekonomike; ishte i pasur.

KAMOMIL,~I *rn. bot. 1.* Bimë barishtore një-vjeçare, që rritet në vende fushore e kodrinore dhe që bën lule si të luledeles e me erë të këndshme; lulja e kësaj bime, e cila përdoret në mjekësi si qetësues i sistemit nervor, kundër sëmundjeve të lëkurës etj. *Lule kamomili. Vaj kamomili. Grumbullimi i kamo-milit.*

2. Pije qetësuese që përgatitet duke zier me ujë lulet e thara të kësaj bime. *Një gotë kamomil. I dha fëmijës pak kamomil.*KAMOSH,~I *m.* Lëkurë e butë me push nga njëra anë, që përdoret për të bërë faqet e këpucëve, pallto, çanta etj. *Këpucë kamoshi. Vesh me kamosh.*

KAMOSHTË (i,e) *mb.* Që është prej kamoshi.

KAMP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vend qëndrimi a banimi të përkohshëm, zakonisht në çadra; vend pushimi, larg qendrave të banuara, ku punonjësit qëndrojnë për pak kohë; qendër pushimi përpionierë ose të rinj; pushimore. *Kamp ushtarak. Kamp sportiv. Kamp veror (dimëror). Kamp ditor. Kamp pushimi. Kampi i pionierëve* qendër pushimi, edukimi e kalitjeje për pionierët. *Kampi i aksionistëve. Kamp me drekë. Fletë kampi* fletë më të cilën pajiset një punonjës për të kaluar diku pushimet. *U hapën (u çelën) ka-mpet.*

*2.* Vend i rrethuar dhe i ruajtur nga rojet, ku mba-hen të burgosurit ose robërit e luftës (në vendet ka-pitaliste e revizioniste; para Çlirimit edhe në Shqipëri). *Kamp përqendrimi. Kampet e shfarosjes (e vdekjes)* vende të tilla ku nazistët hitlerianë mbanin në kushte shumë të këqija robërit e luftës e të burgosurit, të cilët me në fund i vrisnin ose i digjnin.

3. *fig.* Grupim politik e shoqëror i disa vendeve, organizatave etj., që mbrojnë interesa të njëjta; rry-më politike e ideologjike e njëjtë. *Kampi revizionist. Kampi borgjez. Kampe të kundërta (ndërluftuese). Kamp politik (ideologjik, filozofik). Ishin ndarë në dy kampe. Bën pjesë (u hodh) në kampin tjetër.*

KAMPION,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *sport.* Spor-tisti ose ekipi që zë vendin e parë në një garë ose në një lojë sportive; titulli që i jepet këtij sportisti a ekipi. *Kampion kombëtar. Kampion botëror (evropian). Kampion olimpik. Kampion absolut. Kampioni i vendit. Kampion i mund)es klasike. Kampion në kërcim së larti. Titulli i kampionit. Medalja e kampionit. Doli (u shpall) kampion.*

*2. fig. libr.* Mbrojtës i vendosur e aktiv, luftëtari me i madh për një ide a për një qëllim të lartë. *Kampion i flaktë. Kampion i lirisë (i drejtësisë).*

3. *spec.* Mostër, gjedhe. *Kampion dheu. Kampion mineralesh. Kampion gjaku. Kampion për kontroll. Nxjerrja e kampionëve. Analizoj kampionin.*
4. “ *mb.* ~, ~E. Që ka zënë vendin e parë në kam-pionat a në një garë sportive. *Atlet kampion. Skuadra kampione.*
KAMPIONAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Garë a lojë sportive, në mbarim të së cilës sportisti ose ekipi pje-sëmarrës, që zë vendin e pare, nderohet me titullin e kampionit, merr një kupë, një fiamur etj. *Kampionati kombëtar (lokal). Kampionati botëror (evropian). Kampionati i futbollit (i basketbollit, i atletikës). Dita e parë e kampionatit. Faza e dytë e kampionatit.*
KAMPIONE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KAM-PION,~Ii,2- *Kampione kombëtare. Kampionia e vendit. Kampione në gjimnastikë (në qitje).*
KAMPIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pionier ose i ri që pushon në një kamp; punonjës që ka qëndruar në një kamp pushimi, në një kamp sportiv etj. *Çadrat e kampistëve.*
KAMUFLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KAMUFLOJ, KAMUF-
LOHEM. *Kamuflimi i strehimit (i kazermave). Rrjetë kamuflimi.* 2. *fig.* Forme, mënyrë a mjet që përdor dikush për të fshehur ose për të maskuar veprimet e qëllimet e tij. *Kamuflimet e armikut.*
KAMUFLOHEM *vetv. libr.* 1. Fshihem a maskohem duke përdorur mjete e mënyra të ndryshme, në mënyrë që veprimet e qëllimet e mia të mos kuptohen ose të mos zbulohen nga të tjerët.
2. *Pës. e* KAMUFLOJ.
KAMUFLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Maskoj një send a një objekt duke e mbuluar pjesërisht me diçka ose duke i ndërruar ngjyrën që të mos diktohet. *Kamufloj depon (automjetet, tanket).*
2. *fig.* Fsheh, bëj që të mos dallohet a të mos kup-tohet nga të tjerët (një veprim, një qëllim etj.). *Ka-muflojnë planet (qëllimet).*
KAMUFLUAR (i,e) *mb. libr.* 1. Që është maskuar (për një send a objekt) duke e mbuluar me diçka ose duke i ndërruar ngjyrën për të mos u diktuar. *Bateri (tankej të kamufluara.*
*2. fig.* I fshehur me qëllim që të mos zbulohet a të mos kuptohet nga të tjerët. *Veprim i kamufluar. Dek-larata të kamufluara. Politike e kamufluar. Qëllime të kamufluara. Armik i kamufluar.*
KAMUR (i,e) *mb.* 1. Që është në gjendje të mirë ekonomike, që ka mjaft për të jetuar mirë, kamës; i pasur; pasanik; *kund.* i skamur. *Njeri i kamur. Fa-milje e kamur. Fshat i kamur. Klasat e kamura.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
KAMXHIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Rrip i forte lëkure ose litar i lidhur në një shkop të shkurtër, më të cilin godasin kafshët për t'i nxitur që të ecin me shpejt; mjet i tillë për të rrahur dike. *Dorëza e kamxhikut. Shenja kamxhiku. I ra me kamxhik.*
2. edhe *fig.* Goditje me këtë mjet, goditje e forte; force, dhunë e egër. *Nën kamxhikun e kapitalistit. Me kamxhik në dorë. për dor in kamxhikun.*
KAMXHIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. I bie
me kamxhik; e rrah me kamxhik. *Kamxhikoj kalin. E kamxhikoi pa mëshirë.*
*2. fig.* I jap goditje të forta për ta ndrequr (një të metë, një ves etj.); luftoj rreptë. *kamxhikoi të metal.*
KANADEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës iKanadasë ose ai që e ka prejardhjen nga Kanadaja.
KANADEZ,~E *mb.* Që lidhet me Kanadanë ose me kanadezët, që është karakteristik për Kanadanë ose për kanadezët, i Kanadasë ose i kanadezëve; që është krijuar nga kanadezët. *Populli kanadez. Këngë kanadeze.*
PI e p kanadez *bot.* lloj plepi me trung të trashë e me kurorë të gjerë që bëhet deri 30 metra i lartë dhe jep shumë lëndë druri.
KANAKAR,~E *mb.* 1. Që e duan dhe e përkëdhelin të gjithë e në mënyrë të veçantë, me i dashuri; i për-këdhelur, i llastuar. *Djalë kanakar. Vajzë kanakare.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
KANAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Hendek i thellë e i gjerë, që është hapur për të ujitur, për të kulluar tokat, për të mbledhur ujërat etj.; shtrat i gjerë që është hapur për të lidhur dy lumenj ose dy dete. *Kanal ujitës (kullues, ujëmbledhës). Kanal i lundrueshëm. Kanal nëntokësor* rrjedhë uji nën tokë ose hapësirëku kalon nafta, gazi etj. *Kanal shkarkimi. Kanalet e rrugës. Kanali i ujërave të zeza. Kanali Peqin-Kavajë. Kanali i Suezit. Kapërceu kanatin. Pastruan kanalin. Ra në kanal.*
2. *anat.* Pjesë e një organi, në trajtë gypi të ngushtë me dredha, ku zakonisht kalojnë lëndë të ndryshme ne organizëm. *Kanali i ushqimil. Kanali i jashtëqitjes. Kanalet e lotëve. Kanali i tëmthit. Kanali i veshit. Ngush-timii kanalit.*
3. *tek.* Gyp nëpër të cilin kalon një lëng ose gaz; vijë e thelluar, në trajtë lugu, në sipërfaqen e ndonjë yegle a pjese të një mekanizmi; vjaskë. *Kanali i tytës. Kanal ajrimi. Kanali i shënjestrës. Kanalet e kundër-yidhës. Pastrimi i kanalit.*
*4. gjeogr.* Pjesë e ngushtë në det midis dy brigjeve të afërta. *Kanali i Korfuzit. Kanali i Otrantos.*
5. *rad., televiz.* Stacion; program që jepet me vale të veçanta. *Kanali i parë (i dytë).*
6. *fig.* Rrugë nëpërmjet së cilës plotësojmë një detyrë a kryejmë një punë, ia arrijmë një qëllimi ose lidhemi me dike. *Kanal diplomatik (zyrtar). Kanal Ifshehtë. Kanalet e bashkëpunimit. Nëpërmjet kanalit...*
• M i u i k a n a l e v e (15 zeza) *zool. shift të* MI,~$U_2$.
KANALGËRMtES,~E *mb.* 1. Që shërben për të gërmuar kanale (për mekanizma). *Plug kanalgërmues.*
2. *si em.* ~, ~I m. *sh.* ~, ~IT. Kanalhapës.
KANALHAPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Makinë c posaçme për të hapur kanale.
KANALIQ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Shkop i shkurtër me një vrimë nga njëra anë, ku futin shtizën për ta zgjatur këtë kur thurin triko, çorape etj. *Fut shtizën në kanaliq. Punojnë me kanaliq.*
KANALIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KANALIZOJ, KANALI-ZOHET. *Kanalizimi i fushës (i arave, i rrugëve). Ka-nalizimi i ujërave.*
2. Rrjet a sistem kanalesh ujitëse, kulluese etj.; rrjet gypash ose kanalesh nën tokë për qëllime të ndryshme higjienike, teknike etj.; sistem kanalesh për të mbledhur e drejtuar ujërat *Kanalizim i nën-dheshëm. S'ka kanalizim. Jane blokuar kanalizimet.*
KANALIZOHET. *Pës. e* KANALIZOJ.
KANALIZOJ *kal.,* ^OVA, ~UAR. I. Hap një
kanal ose disa kanale për të shkarkuar ujërat në një drejtim të caktuar; pajis me një rrjet a sistem kanalesh

ujitëse ose kulluese; bëj kanalizimin ë një fushe, të një rruge etj. *Kanalizoj ujërat. Kanalizoj fushën (tokat, arat). Kanalizoj rrugët.*
2. *fig.* Organizoj e sistemoj një punë, një veprim-tari etj. në mënyrë të tillë që të mos shpërndahet, por të zhvillohet a të ecë në drejtimin e duhur, i jap një drejtim të caktuar. *Kanalizoj përpjekjet. Kanalizoj kërkimet (studimet).*
KANALIZCAR (i,e) *mb.* Që është pajisur me një
rrjet a sistem kanalesh ujitëse, kulluese etj.; që janë kanalizuar në një drejtim të caktuar (për ujërat). *Fushë e kanalizuar. Ujëra të kanalizuara.*
KANAME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kusi e vogëL
KANAPE,~JA. *sh.* ~, ~TË. 1. Ndenjëse e gjatë, zakonisht me shpinëz dhe e veshur, ku mund të rrinë katër-pesë veta ose mund të shtrihet dikush për të
pushuar; divan prej dërrase pa dyshek. *Rri (shtrihem) në kanape. Fjeti në kanape.*
2. *gjell.* Fete e vogël buke, e Iyer me gjalpë ose e mbuluar me një cope djathë, me vezë, me mish etj. *Kanape me vezë (me djathë).*
KANARlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Zog kë-ngëtar sa trumcaku, me trup të bukur e të shkathët, me pupla në ngjyrë të verdhë të hapur, që mbahet në kafaz për zërin e tij të këndshëm.
2. *fig. përk.* Vajzë e hijshme, që ka zë të bukur.
KANAT,~I m. *sh.* ~E, ~ET edhe KANATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Secila nga fletët që mbyllin derën, dritaren a dollapin, flegër; secila nga kapakët e jash-tëm prej druri të dritares. *Kanata të drunjta. Kanatet e portës (e dollapit). Derë me një kanat. Dritare me dy (me tri) kanate.*
2. Secili nga krahët anësorë të qerres.
3. Secila ga dy anët e gjoksit të një trikoje me kopsa përpara.
4. *përd. ndajf.* Krejt, plotësisht (për derën kur ha-pet). *U hap dera kanat.*
•*k* E hapur më të dyja kanatet e hapur krejt, e hapur tejendanë; e hapur për të gjithë.
KANAVACË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Pëlhurë e ashpër, me fije të trasha zakonisht prej kërpi, që përdoret për të forcuar jakën ose gjoksin e xhaketës a të palltos, për të bërë thasë etj. *Kanavacë leshi. Thasë kanavacë. I vë kanavacë. Qëndis në kanavacë.*
2. *krahin.* Peshqir i hollë.
KANAVETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Arkë e vogël, ku mbahen sende me vlerë, sënduk. *Kanavetë e drunjtë. Kanavetë hekuri. E ruante në kanavetë.*
2. *krahin.* Valixhe.
KANCEL,AR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kryeministër Inë Austri e në Republikën Federale Gjermane); titulli që mban kryeministri në këto shtete.
2. Detyra e titulli që kanë disa drejtues me për-gjegjësi në administratën e disa vendeve borgjeze; ai që ka këtë detyrë a titull. *Kancelari i vulës.*
KANCELARI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Zyra e kan-celarit (në Austri dhe në Republikën Federale Gjermane).
2. Ambasadë, përfaqësi. *Kancelaritë diplomatike.*
3. Zyrë a degë në një dikaster, që merret me punë të ndryshme zyrtare. *Çështje kancelarie. Shpenzime kancelarie.*
KANCER,~I m. 1. *mjek., veter.* Sëmundje e rëndë, që shfaqet zakonisht me një bullungë në lëkurë ose në një organ, e cila vjen duke u rritur dhe shkatërron indet e organet e tjera përreth; tumor i keq që për-hapet me shpejtësi në gjithë trupin e njeriut ose të kafshës. *Kanceri i mushkërive. Kanceri i kockave. Kancer në gjak* leucemi.
KANDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Peshore që ka një bisht të shkallëzuar për kilogramët e okët, gjatë të cilit lëviz një kokërr e metaltë, dhe dy kanxha ose një pjatë të varur në tre zinxhirë, ku vihen sendet për t'u peshuar; zigj. *Bishti i kandarit. Topi i kandarit. Vë (peshoj) në kandar.*
2. *fig. bised.* Masë e përpiktë, masë e duhur; masë. *Vepron me kandar. Flet pa kandar* flet pa i peshuar fjalët. *Çdo gjë e bën me kandar.*• Pa kandar pa e llogaritur mirë, pa e menduar a pa e peshuar mirë (për një punë, veprim etj.); kot I kërceu kandari *dikujt* u prek menjëherë e pa-pritur; i hipi inati, u inatos. Nuk ngre (nuk çon) kandar (peshë) edhe *poh.* nuk është me vlerë, nuk ka rëndësi; nuk duhet marrë parasysh; nuk ndikon në një punë ose tek të tjerët (një fjalë, një mendim etj.). S'e ngre (s'e mban, s'e çon, s'e heq) kandari a) është shumë i rëndë, shumë i madh; është diçka e tepërt a e tepruar; b) është diçka që nuk mund të pranohet në asnjë mënyrë. Nuk e vë në kandar edhe *poh.* a) nuk e llogarit mirë, nuk e merr parasysh (një punë, një vështirësi etj.); b) nuk e vlerëson a nuk e çmon dike aq sa vlen; c) nuk e vë në rregull, nuk e rregullon një punë; nuk kujdeset për diçka, nuk e vë ujët në zjarr. E vuri kokën në kandar e vuri veten në rrezik të madh. Ka ardhur kandari në bisht ka ardhur puna sa nuk mund të durohet me; është kaluar masa; ka vajtur thika në kockë.
KANDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Enë okatare, me grykë të ngushtë, e Iyer me bojë jashtë e brenda, që shërben zakonisht për të mbajtur vaj.
KANDËRR,~RRA . sA.~RRA,~RRAT. Emërtim i përgjithshëm për insektet, si mizat, mushkonjat etj. që nuk kanë shtyllë kurrizore e eshtra, që kanë trup të ndarë në tri pjesë (kokë, kraharor, bark) dhe zakonisht tri pale këmbë, dy pale krahë e lëkurë të forte; insekt.
KANDËRRNGRËNËS,~E *mb.* 1. Që ushqehet me kandrra, që ha kandrra (për kafshët dhe për bimët).
2. JI *em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Kafshë a bimë kan-dërrngrënëse; emërtim i përgjithshëm për atë rend të gjitarëve, ku hyjnë edhe iriqi, urithi, lakuriqi i nates etj., që ushqehen me kandrra.
KANDIDAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që është paracaktuar a është propozuar për t'u zgjedhur në një organ të lartë të pushtetit shtetëror, për t'u pra-nuar në një organizatë, për të kryer një detyrë a një punë etj.; ai që është zgjedhur për të bërë pjesë në një forum drejtues të Partisë pa qenë ende anëtar i tij. *Kandidat për deputet. Kandidat për president. Kandi-dat për mësues. Kandidat partie* ai që bën stazhin dhe përgatitet për t'u bërë anëtar i Partisë së Punës të Shqipërisë. *Kandidat i KQ të PPSh. Kandidat i Byrosë Politike. Stazhi i kandidatit. Lista e kandidatëve. Propozoj për kandidat. Jep mësim kandidati.*
2. Grada shkencore që i jepet dikujt, i cili ka plo-tçsuar kërkesat e shkallës së parë të kualifikimit pas-uhiversitar në një fushë të shkencës; ai që ka marrë këtë grade. *Kandidat i shkencave filologjike (mjekësore, historike, biologjike).*
KANDIDATE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KANDIDAT, ~I. *Kandidate për deputete. Kandidate e shkencave shoqërore. Propozoj për kandidate.*

KANDIDATURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. E drejta dhe mundësia për të qenë kandidat; mendimi a pro-pozimi që dikush të jetë kandidat, paraqitja e kërkesës për kandidat (për t'u zgjedhur në një detyrë etj.). *Kandidaturë e përshtatshme. Vuri (paraqiti) kandida-turën. Propozuan (diskutuan) kandidaturat. Përkrah kandidaturën e dikujt. Hoqi kandidaturën.*

KANDIL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Mjet i thjeshtë ndri-çimi, që përbëhet nga një enë e vogël prej teneqeje, prej tunxhi a prej qelqi, të mbushur me vajguri ose me vaj të mirë dhenga një fitil në grykën e kësaj ene; bishtuk; drita e dobët e këtij mjeti. *Kandil me vaj*

*(me vajguri). Drita (flaka) e kandilit. Ndezi (fiku) kandilin.*

•*k* I mban kandilin *dikujt* përkrah e ndihmon dike në një punë të pandershme. S'i ka mbajtur -kandilin (pishën) *thjeshtligj.* s'e di ç'ka bërë, nuk e ka ndjekur pas (kryesisht për çështje morale). E gjeti kokën e kandilit *thjeshtligj., mospërf.* e pësoi ashtu si e meritonte, atë kërkonte atë gjeti.

*KANDIL DETI zool.* Kafshë deti me trup në trajtë kërpudhe e të bardhë si pelte, që lëshon një lëng djegës.

KANDILER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shandan.

KANDILLONAFT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që

ndez kandilet dhe qirinjtë në kishë (në vendet ku vepron kisha).

KANDIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. I mbush men-djen dikujt, e bind që të bëjë një punë a një veprim. *Mezi e kandisëm. Nuk e kandis dot. E kandisi të nisej. Ama na kandise! iron,* ama ç'na e mbushe mendjen, ama ç'na bëre të besojmë.

2. *jokal.* Me mbushet mendja, e vendos. *Kandisi të martohej.*

KANDISEM *vetv. bised.* 1. Me mbushet mendja, bindem për të bërë një punë a një veprim. *Me në fund u kandis. Nuk kandisej.*

2. *Pës. e* KANDIS.

KANDOS *kal.,* ~A, ~UR. Gjej diçka që me duhet, duke kërkuar andej-këtej; bëj hall; rregulloj.

KANELLË,—A . *bot.* Bimë shumëvjeçare e ven-deve tropikale, me lëkurë që mund të hiqet dhe të për-doret në mjekësi ose në pije e në gatesa; lëkura e tharë e kësaj bime; pluhur në ngjyrë kafe nga lëkura e tharë e kësaj bime, që ka erë të këndshme dhe që u hidhet pijeve ose ëmbëlsirave për t'u dhënë erë e shije të mirë. *Erë kanelle. Ngjyrë kanelle. Salep (sytliaç) me kanellë. I hedh kanellë.*

KANË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Enë qelqi ose cingoje si poçe, me një vegjë e pa kapak, që shërben zakonisht për të mbajtur ujë. *Kanë me ujë. U thye kana.*

KANGUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Gjitar bar-ngrënës, që jeton në Australi, që i ka këmbët e prapme më të gjata se të përparmet dhe ecën me kërcime (fem-ra e tij ka nën bark një trastë të gjerë, ku mban të vegjlit derisa të rriten e të ecin vetë). *Trasta e kangurit. Kërcen si kangur.*

KANGJELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *let., arb.* Se-cila nga pjesët e një poeme të madhe, këngë. *Kangje-let e "Milosaos".*

KANGJELLA,~T . *vet. sh.* Parmakë me shufra hekuri, që shërbejnë për të rrethuar një oborr, një lulishte etj. a për të mbyllur një portë. *Kangjella të larta. Kangjellat e pborrit (e lulishtes). Jashtë (prapa) kangjellave. Portë me kangjella.*

KANIBAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Njeri që hante mish njeriu, njeringrënës (në fazat më të ulëta të zhvillimit të shoqërisë).

2. *keq.* Njeri shumë i egër, njeri gjakatar e mizor. *Kanibalët hitlerianë (fashistë).*

KANIBALlZËM,~MI *m.* 1. *hist.* Përdorimi si ushqim i mishit të njeriut nga njerëzit (në fazat më të ulëta të zhvillimit të shoqërisë).

2. *keq.* Egërsi e madhe, barbarizëm.KANICË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Këllëf thike; këllëf kame. *Futi thikën në kanicë.*

KANlKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kasolle e vogël, e mbuluar me kashtë ose me degë e me gjethe, që pdërtojnë barinjtë në stane ose rojtarët nëpër vreshta, nëpër bostane ëtj. për strehim të përkohshëm.

KANISK,~KU *m. sh.* ~QE, —QET *etnogr.* 1. Peshqesh që i dërgonte dhëndri nuses në javën e das-mës; buka e nuses. *Dita e kaniskut.*

*2.* Dhuratë. *Shkonirt në dasmë me kanisk.*

KANlSTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Enë e

thurur prej xunkthi, si shportë e hapët dhe jo e thellë, zakonisht e rrumbullakët e me përmasa të ndryshme, me anë pak të kthyera nga jashtë e me dy veshë, që përdoret për të mbajtur rroba, bukë, pemë etj. *Ka-nistër e madhe (e vogël). Kanistër për rroba. Kanistër me fiq. Kanistër me lule. Kanistra e bukës. Thurës kanistrash. Mbushin kanistrat.*

2. Thurimë në trajtë disku, e bërë prej xunkthi ose prej litarësh të dhirtë, që përdoret në punishtet e vajit për të shtrydhur ullinjtë.

3. Thurimë me kallinj gruri, që bëjnë fëmijët dhe e varin në muret e shtëpisë për zbukurim.

KANONIERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Anije e vogël lufte, e shpejtë dhe e manovrueshme, e pajisur me armë artilerie të kalibrit të mesëm, që përdoret për veprime luftarake afër brigjeve të deteve ose në lumenj.

P o 1 i t i k a (diplomacia) e kano-n i e r a v e politikë e imperializmit dhe e socialimpe-rializmit, që mbështetet në dhunën e në agresionin.

KANONIK,~E *mb.* 1. *fet.* Që ka të bëjë me li-gjet a rregullat e vendosura nga kisha; që u përket këtyre ligjeve a rregullave; që përmban këto ligje a rregulla. *E drejta kanonike. Libër kanonik.*

2. *fet.* Që bën pjesë në grupin e klerikëve të një kishe, të cilët zakonisht jetojnë bashkë.

3. *libr.* Që është caktuar a është pranuar si model, që lidhet me një rregull tepër të ngurtë dhe që zba-tohet në mënyrë dogmatike. *Stil kanonik.*

KANONIZOHET. *Pës. e* KANONIZOJ.

KANONIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *fet.* Njoh diçka si rregull a si ligj të kishës; e quaj dike a diçka të shenjtë.

2. *libr.* I jap karakter të shenjtë a kanonik, e quaj a e bëj si një model që duhet të zbatohet në mënyrë dogmatike.

KANOS *kal.,* ~A ~UR. 1. I kanosem dikujt; i bëj kërcënime dikujt. *E kanosi me fjalë.*

J2. *vet. veta III.* Afrohet për t'i shkaktuar dikujt dëm a një të keqe; vë në rrezik, rrezikon. *Kriza kanos shtetet imperialiste.*

3. *vj'et.* Gjoboj.

KANOSEM *vetv. (me një trajtë të shkurtër të për-emrit vetor në r. dhanore).* 1. E kërcënoj dike me fjalë a me shenja për ta frikësuar, përpiqem t'i fut frikën, ta tremb; jam gati t'i shkaktoj një të keqe. *I kanosej armiku. I kanosej fajtorit. I kanosej me fjalë. Iu kanos me armë.*

*%. vet. veta 111.* Vjen a afrohet për t'i shkaktuar dikujt dëm ose një të keqe; vë në rrezik, rrezikon. *Po na kanosej një rrezik. Imperializmit i kanoset vdekja. Po na kanoset shin (dimri).*

KANOSËS,~E *mb.* Kërcënues. *Grusht kanosës. Zë (vështrim) kanosës.*

KANOSI,~A . *sh.* ~, ~TË. Ojendje kur na kanoset diçka; kanosje, kërcënim, frikësim.

KANOSJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* 1. Bekçi i fshehtë që caktohej nga pleqësia e fshatit ose nga kryeplaku për të ruajtur arat, vreshtat etj.

2. Ai që gjobiste fshatarin, i cili kishte dëmtuar vetë ose me bagëtitë e tij arën a mallin e dikujt.

KANOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Kërcënim. *Ka-nosje me armë.*

KANOTAZH,~I *m. sport.* Sporti i vozitjes së bar-kave të vogla me rema; vozitje. *Llojet e kanotazhit. Gara kanotazhi. Kampionati i kanotazhit.*

KANOTIERË,~A *sh.* ~A, ~AX. Fanellë e hollë trikotazhi prej pambuku, pa mëngë e pa jakë, që vishet në mish. *Kanotierë e bardhë (me viza). Ka-notierë me vrima. Kanotierë për fëmijë.*

KANTATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *muz.* Pjesë muzikore me karakter solemn, që këndohet nga një këngëtar a nga disa këngëtarë ose nga kori, të sho-qëruar nga orkestra; këngë korale solemne; teksti i kësaj pjese muzikore. *Kantatë për kor e orkestër. Kantatë kushtuar Partisë.*

*Z. let.* LIoj i poezIsë lirike me karakter solemn, që është frymëzuar nga një ngjarje e rëndësishme his-torike.

KANTIER,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vend a shesh zakonisht i rrethuar, ku janë grumbulluar materiale e pajisje të ndryshme dhe ku punohet për ndërtimin e një fabrike, të një hidrocentrali etj.; qendër e për-kohshme pune e banimi për ndërtues, montues etj. *Kantier i ri. Kantier ndërtimi. Kantier bonifikimi. Kantieri i hidrocentralit. Kantieri detar (i anijeve)* vendi pranë skelës ku ndërtohen e ndreqen anijet. *Inxhinieri (përgjegjësi) i kantierit. Në fabrika e kan-tiere. Shqipëria është një kantier i madh ndërtimi.*

KANTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i freskët dhe i mbyllur, zakonisht në bodrum, ku mbahen a ruhen pije të ndryshme në sasi të mëdha. *Kantinë vere. Kantina e Durrësit (e Lushnjës).*

KANTON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Njësi e vogël administrative e tokësore në France e në Belgjikë; krahinë autonome në Zvicër.

KANUN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Përmbledhje ligjesh e normash të pashkruara, të trashëguara brez pas brezi, që pasqyrojnë gjendjen ekonomiko-sho-qërore të periudhave të kaluara dhe që në kohën e vet mbronin interesat e klasave e të shtresave të cak-tuara shoqërore; tërësia e normave të së drejtës za-konore. *Kanuni i Skënderbeut. Kanuni i Lek Duka-gjinit. I dogjëm (i shkatërruam) kanunet e vjetra.*

*2. vjet.* Ligj. *E kishte me kanun.*

KANTJNAR,~E *mb.* Kanunor. *Tagri kanunar.*

KANUNIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KANUNIZOJ, KANUNIZOHET.

KANUNIZOHET. *Pës. e* KANUNIZOJ. KANUNIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. *hist.*E fut në kanun, e bëj ligj të pashkruar. *Kanunizuan zakonin e ekzogamisë.*

2. E bëj a e quaj si një rregull që duhet të zba-tohet në mënyrë dogmatike, fut në kallëpe të ngurta.

KANUNOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me kanunin, që lidhet me kanunin; që bëhet sipas kanunit, që mbësh-tetet në kanun. *Norma kanunore. Ligje kanunore. E drejta kanunore. Mbeturina kanunore.*

KANUNORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Përmbledh-je e rregullave dhe e normave, në të cilat mbështetej organizimi i një shoqërie, i një organizate etj., rre-gullore; statut. *Kanunorja e shoqërisë. U botua ka-nunorja.*

KANUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Lejlek.

KANXHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shufër e me-taltë me majë të kthyer si grep që shërben për të kapur a për të mbajtur varur diçka, për të lidhur a për të bashkuar vagona, kova, trarë etj.; shul a kapëse me majë të kthyer, që shërben për të lidhur kanatet e dritareve, për të mbyllur një derë etj.; çengel. *Kanxhë hekuri. Kanxha e vinçit. Kanxhat e dritareve. Kanxha e derës. Kap me kanxhë. I vë kanxhën. Lidh me kanxhë.*

2. Shufër hekuri me majë të kthyer, që përdoret si mashë për të trazuar zjarrin në një furrë; mashë. *Tërheq (trazoj) me kanxhë.*

3. *det., vjet.* Hekuri i anijes, çengel.

4. Këmbalec prej hekuri në trajtën e një gjysmë-harku a të një drapri, me dhëmbë të mëdhenj, që e përdorin telefonistët ose elektricistët për të hipur në shtylla. *Vë kanxhat. Hipi me kanxha.*

• Hodhi kanxhat *shih te* HEDH. I hodhi kanxhat *dikujt shih te* HEDH. I vuri gojës kanxhën nuk foli me, e mbylli gojën, e kyçi gojën.

KANJUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool. shih* KANUSHË,~A.

KAOLIN,~I m. Argjil i pastër me ngjyrë të bardhë, që i qëndron zjarrit dhe shërben si lëndë e parë për prodhimin e porcelanit. *Nxjerrja e kaolinit.*

KAOS,~I *m.* Pështjellim i madh, çrregullim i plotë; rrëmujë. *Kaos ekonomik. Kaos mendimesh. Shkaktoi kaos.*

KAOTIK,~E *mb.* Që është në pështjellim të madh; që bëhet pa rregull e pa organizim, i rrëmujshëm. *Gjendje kaotike. Zhvillim kaotik. Renditje kaotike.*

KAP *kal,* ~A, ~UR. 1. Zë me dorë a me diçka tjetër; e prek, e rrok dhe e shtrëngoj dike a diçka që të mos me shpëtojë; *kund.* lëshoj. *Kap lopatën (kazmën). Kap degën e pemës. Kap me dorë. Kap me mashë. Kap për dore (për këmbe, për flokësh). Kap për mënge (për joke). Kap kokën me duar. Kap kalin për freri. E ka kapur keq (ligsht). Kape se ra!*

2. *vet. vela III.* Bie papritur mbi dike a mbi diçka dhe e mbulon terësisht a pjesërisht; e zë papritur dhe e dëmton duke i rënë përsipër duke kaluar mbi të ose duke e shtrënguar fort a duke e shtypur. *kapi dorën.*

*' I kapi dera gishtin. I kapi rrota këmbën. 1 kapi makina krahun. E kapi trari.*

3. Zë të gjallë një njeri, një kafshë etj., duke e ndjekur a duke e përgjuar dhe e mbaj; shtie në dorë një njeri, një kafshë etj., zë, marr, pushtoj. *Kapi një zog. Kap fiutura. E kapi me lak (me grackë, me*

*. grep). E kapën të gjallë. E kapën rob. Kapën një vjedhës.*

*Qeni kapi një lepur. Macja kapi një mi. Kapën shumë armë. Kapën një vend (një pozicion) kyç.*

4. E mbërthej, e qep a e ngjit diçka, që të mbahet mirë e të mos bjerë, të mos hapet etj., lidh flokët a diçka tjetër, zë. *Kap me gozhdë (me gjilpërë, me pe). Kap me karficë. Kap flokët.*

5. edhe *jokal.* Prek dike a diçka, ndesh; takoj në diçka, has diku, zë. *Këmbët i kapën në tokë. I kapi koka në tra. Lundra kapi në dhe. Dora i kapi diçka të butë. Kapi mirë.*
6. Zbuloj dike që është duke kryer një veprim të dëmshëm, e zë në gabim a në faj; zë në befasi, gjej. *Kap në faj (në gabim). Kap në befasi. Kap në fjalë.*
7. Kuptoj menjëherë një çështje, një problem etj., kam aftësinë ta kuptoj diçka mirë dhe arrij ta zgjidh ose ta ndreq; përvetësoj; arrij ta dëgjoj a ta shikoj duke e ndjekur me vëmendje, e vë re, nuk me shpëton. *E kapi shpejt. E kapi nga rrënjët. Kap të renë (përparimtaren). Kap hallkën kryesore. I kap gjërat. Nuk e kapi dot pyetjen. Ma kapi syri* e pashë. *Ma kapi veshi* e dëgjova. *Nuk dinte nga ta kapte. S'ma kapi mendja. E kapi vështrimin e saj. la kapi fillin (anën) një pune* gjeti rrugën e drejtë e më të mirë se nga t'ia fillonte një pune.
8. E gjej dike a diçka të papërgatitur ose në një gjendje të vështirë; e gjej dike në një gjendje të cak-tuar, të mirë a të keqe, në një vend të caktuar etj.; gjej, zë. *E kapën ngushtë (keq). E kapi të papërgatitur. Këtu me kape! E kapi shiu grurin në fushë. I kapi ngrica (bryma) lulet. I kapi stuhia jashtë. E kapi në gjumë.*
9. Pësoj diçka, i nënshtrohem veprimit të diçkaje a të dikujt; bie në një gjendje të caktuar, mëpushton a me zë diçka; me zë. *Na kapi shiu {breshri, bora). E kapi gjumi. E kapi frika (tmerri). E kapi lemza. E kapi gripi (rrufa, Ha). E kapën ethet. E kapi kolla. Me kapën dhembjet e kokës. E kapi rakia. E ka kapur një hall i madh.*
10. Arrij dike a diçka që niset ose që ecën para meje dhe takohem me të; e arrij, e zë. *Kap trenin (au-tobusin). Kap topin.. E kapi me vrap (me biçikletë, me makinë). E kapi menjëherë. Nisu, se të kap! Nuk e kap dot. Bora kapi borën.*
11. E zë dhe e shfrytëzoj si duhet kohën, rastin etj., nuk e lë të me ikë; arrij një kohë, një moshë etj. a me arrin një kohë, me vjen. *Kap rastin. E kapi kohën e humbur. Dreka na kapi në udhë. Po i kap të dyzetat. E kapi pleqëria.*
12. edhe *jokal.* Filloj, nis; zë. *Kap një këngë (një valle). Dimri e ka kapur më të egër. Nuk dinte nga ta kapte. E kapi së prapi (nga bishti) një p u në* nuk u nis nga gjëja kryesore, nuk u mbështet në hallkën kryesore për të zgjidhur një çështje. *Ka kapur një rrugë të keqe. E ka kapur ters (me të keq). Nuk kap punë me dorë. Nuk dinte nga ta kapte.*
13. *vet. veta III.* I bie, e rreh, e zë (dielli, era etj.); e mbulon (uji etj.); arrin ta përfshijë a ta zërë. *Dho-mën e kap mirë dielli. Atje nuk e kapte era (plumbi). E kap uji arën. S'e ka kapur shiu atë krahinë. Sa me kap syri.*
14. *vet. veta III.* E përfshin (ligji, detyrimi, mosha, ndarja administrative etj.); e zë. *E kap shërbimi ush-tarak. E kap ligji. E kapi amnistia. E kap rrethi i Korçës. E kapi plani (shtëpinë). Kap një periudhë të gjatë historike. Kriza ka kapur gjithë botën kap it u-liste e revizioniste. Gruri kap një sipërfaqe të madhe.*15. *vet. veto III.* Përbën, arrin, zë. *Kap numrin (shif rën) njëzet. Shpenzimet kapin* 15%. *Investime që k'apin shumën...*
16. Qëlloj me diçka, i bie dikujt me gurë, me shkel-ma etj. *E kapën me gurë (me shkelma).*
*-k* E paskan kapur dallgët *dike shih te* DALLG Ë, 4A. E kap për degësh *shih te* DEGË,~A. I kapdora i zë dora. S'e kap (s'e zë) me dorë *diçka shih te* DO-RË,~A. E kapi (e zuri, e mbërtheu) për fyti (për gry-ke) *shih te* FYT,~I. Nuk i kap grepi *shih te* GREP,~I. E kapi (e zuri) për jake *dike shih te* JAKË,~A. E kapi (e zuri, e mori) kalemi *dike shih te* KALEM, ~I. E kapi (e zuri, e gjeti) ndër lakra *shih te* LAKËR, ^RA. E kapi (e zuri) për palitoje *dike shih te* PALL-Tt),~JA. E kapi (e zuri) nga (per) veshi *dike shih te* VESH,~I. S'ka ku ta kapë (ta zërë) qeni *shih te* QEN,~I. Nuk e kapte (nuk i ngjitej) ferra gjëkundi *shih te* FERRË,~A. E kap (e zë) kaun (derain) për brirësh *shih te* BRI,~RI. E kap (e zë) lepurin (dhel-prën) me qerre *shih te* QERRE,~JA. E ka kapur nga majat e flokëve *shih te* FLOK,~U- S'e kap (s'e zë) njeri me dorë (për bisbti) *shih te ZË..* Nuk ia kap perin lëmshit *shih te* PE,~RI. Kapi (zuri) qeni një lepur *mpspërf., iron, shih te* QEN,~I. Sikur ka kapur (ka zënë, ka rrokur) qiellin me dorë *iron, shih te* QIELL, ~I. S'e kapte as sharra, as lima *shih te* SHARRË, ~fA. Kape laro, prite balo *tall, shih te* LARO,~JA.

KAPACITET,~I *m. 1.* Mundësi që ka një enë, një dhomë, një vend etj. për të nxënë një sasi të cak-tuar lënde, një numër sendesh a njerëzish etj.; sasia a numri që mund të nxërë diçka; nxënësi. *Kapacitet i madh. Kapaciteti i enës. Kapaciteti i sallës së kinema-së. 'Kapaciteti i spitalit. Kapaciteti i rezervuarit. Kapaciteti jetësor i mushkërive* sasia e ajrit që thith nje-riu mbas një frytnënxjerrjeje të thellë.
,2. *tek.* Fuqia e një makine, e një motori etj. për të bërë një punë ose diçka tjetër; sasia e prodhimeve që mund të nxjerrë një fabrikë, një makinë etj. kur punon plotësisht. *Kapaciteti elektrik (i përcjellësit)* vlëfta e madhësia që del nga raporti i ngarkesës elek-trike të përcjellësit me fuqinë e tij. *Kapaciteti kalorifik* sasia e nxehtësisë që harxhohet për të ngritur një grade temperaturën e një trupi në kushte të caktuara. *Kapaciteti prodhues. Punon me kapacitet të plotë. Shfrytëzimi i plotë i kapacitetit.*
% Aftësi (mendore, krijuese etj.).

KAPADAl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* 1. Nljeri që e heq veten trim, që mburret e që kapardiset; njeri që shet mend, njeri mendjemadh. *Kapadai i madh. Qëndrim (sjellje, veprime) prej kapadaiu. Ton prej kapadaiu. Mbahet (hiqet) si kapadai.*
*1. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Xhandar kapadai. Njeri kapadai.*

KAPADAILLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* Të qenët kapadai, qëndrim, sjellje a veprim prej kapadaiu. *Mbeturina kapadaillëku. Vepronte (sillej, fliste, përgjigjej) me kapadaillëk.*

KAPAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesa e sipërme që mbyll a mbulon një enë, një arkë etj.; mbulesë mbrojtëse prej metali, prej druri etj. *Kapak hekuri (druri). Kapaku i pusit. Kapaku i enës (i tenxheres). Kapakë kavanozash.*
2. Fletë dërrase, që u vihet dritareve nga jashtë ose nga brenda për të mbrojtur xhamat ose për të
errësuar dhomën; kanat. *Kapakët e dritareve. Mbyll kapakët.*
3. Mbulesa e trashë, zakonisht prej kartoni, e një libri, e një fletoreje etj. *Kapaku i librit (i bllokut, i
fletores).*
4. *anat.* Pjesa që mbyll dhe mbron një organ të trupit. *Kapaku i syrit* qepalla. *Kapaku i kokës* mbulesa eshtore e kafkës në majë të kokës. *Kapaku i gjurit* kupa e gjurit.
5. Pllakë guri që përdoret për të shtruar oborrin, lëmin etj. *Oborr (lëmë) me kapakë.*
6. Secili nga dy drurët e latuar që vihen në anën e përparme e të prapme të shtratit të qerres.

' 7. Secila nga të dy faqet e mitanit, të xhaketës a të palltos, që kopsiten përpara.
• Kapak floriri *shih te* FLORI,~RI. I vuri kapak
*një çështjeje a një bisede* etj. e mbylli; i dha fund, e përfundoi. I ka sahanët pa kapak flet hapur, pa doreza, cope a pa frikë. Me luajti (me iku) kapaku (tepeleku, tabani) i kokës (kafka, tepja e kokës) a) kam dhembje të mëdha në kokë; b) kam. shumë shqetësime, telashe e probleme që mezi po i zgjidh, me luajti mendja; c) u çudita shumë, u mahnita. Ka gjetur tenxherja kapakun (u rrokullis tenxherja e gjeti kapakun) *keq. shih tek* TENXHERE,~JA. Gë-njeshtra e bën vegshin, por nuk ia vë kapakun *fj. u. shih te* VEGSH,~I. Kapaku i fytit *anat.* nje-rithi.
KAPAKLLlE,~A . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Pushkë e vjetër që mbushej si çiftja duke hapur një mbulesë si kapak.
KAPAMA^,~JA . *sh.* ~, ~TË *gjell.* 1. Gjelië me mish të zgjedhur, i cili zihet me pak ujë e me pak verë, pasi është skuqur me gjalpë e salcë. *Kapama me mish qengji. Kapama me kulaç.*
*1.* Tavë me mish qengji dhe me oriz.
KAPAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Peshore e vjetër, kandar. *Bishti i kapanit. Pjata e kapanit. Peshoj me kapan.*
KAPANXHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Derë e vogël në tavan ose në dyshemenë e dhomës.
KAPAR,~I *m. fin.* Shumë e vogël parash që i jepet dikujt në dorë si paradhënie për të siguruar blerjen e diçkaje në bazë të një marrëveshjeje, për të siguruar një qiradhënie etj. *dha kapar. I mori kaparin.*
KAPARDISEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Rri ulur dhe i mbështetur në një vend, duke shtrirë krahët e këmbët; qëndroj me këmbë ose'eci duke u ngrefosur si gjel; krekosem. *Kapardisej këmbë mbi këmbë. Ka-pardisej nëpër qytet. Kapardisej (krekosej) si maçoku në thekër. Kapardisej si gjeli majë plehut. Kapardisej si qeni në qerre.*
*2.* Mbahem më të madh, lavdëroj veten, mburrem; i jap vetes shumë rëndësi.
KAPARDISJE,~A. \sA. ~E, ~ET. 1. Qëndrimi i një njeriu që rri ulur dhe i mbështetur duke shtrirë krahët e këmbët; pamja e një njeriu me këmbë ose në ecje kur ngrefoset e krekoset.
2. Qëndrimi i një njeriu që mbahet më të madh, që lavdërohet e mburret, që i jep vetes shumë rëndësi; qsndri m prej mendjemadhi.
KAPAROHET *pës.* Kaparoset.KAPAROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Kaparos.
KAPAROS *kal.,* ~A, ~UR. 1. I jap dikujt kapar për një mall etj. *E kaparosi mallin (shtëpinë).*
2. Shtie në dorë diçka dhe e përdor për vete; tnarr premtimin nga dikush për një punë; akaparoj.
KAPAROSET. *Pës. e* KAPAROS.
KAPAROSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KAPAROS, KAPAROSET.
KAPAROSUR (i,e) *mb.* Që është shtënë në dorë duke i dhënë dikujt kapar.
KAPARTHI *ndajf.* Luajmë kaparthi: luajmë me disa shokë të ulur në forme rrethi; një prej tyre vjen rrotull dhe i lë shaminë një tjetri që është ulur.
KAPARUAR (i,e) *mb.* I kaparosur.
KAPASË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Qyp i madh
për vaj ose për miell. 2. Vorbë.
KAPASTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Lloj panje, me lëkurë të lëmuar, me gjethe të çara si pë-llëmbë dhe me lule të ndara si dy grremça.
KAPCEL *kal.,* ~A, ~UR. Zë bucelën me kapcele që të mos rrjedhë, kukoj. *E kapceli bucelën.*
KAPCELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Cope lëkure e thatë ose pluhur prej pishe a prej vgjeri, që përdoret për të zënë bucelat që të mos rrjedhin. *Zë bucelën me kapcele.*
KAPEDAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Kryetari i një çete a i një ushtrie; komandant trim.
2. Njeri trim, trim i madh; njeri shumë i zoti e me shpirt luftarak. *Kapedani i nënës!*
3. *bised.* Kapiteni i një anijeje. *Kapedani i mirë njihet në furtunë. fj.u.*
4. *hist.* Bajraktar.
5. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Djalë ka-pedan.*
KAPEDANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* KAPEDAN,~I
2. *Kapedania e babait! Zemër kape-daneje.*
*1. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Grua kapedane.*
KAPELABËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Rroba-qepës që bën kapela. *Punon si kapelabërës.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit *Mjeshtër kapelabërës.*
KAPELAPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Kapelabërës.
KAPELË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kësulë burrash ose grash zakonisht prej stofi e me strehë; shapkë. *Kapelë republikë. Kapelë partizane. Kapelë kashte. Kapelë grash (burrash). Streha e kapelës. Iskte pa kapelë. Vë (heq) kapelën. E mban kapelën minjanë.*
2. Diçka që ka trajtën e kësulës me strehë. *Kër-pudhë me kapelë.*
I heq kapelën (shapkën) *dikujt shih te* HEQ. E bedh (e vë) kapelën (kësulën, festea, qdeshea, ta-kijen) mbi sy (mënjanë) *shih te* SY,~Rl. la la kapelën
mbi ujë *dikujt tall, shih tek* UJË,~I.
KAPEM *vetv.* 1. Zgjat dorën dhe rrok diçka a dike për t'u mbajtur ose për t'u mbështetur; i jap dorën dikujt dhe ai me jep të tijën për t'u
lidhur për dore me njëri-tjetrin ose për të shtrënguar radhët. *Kapem pas degis. Kapem në par-mak e mbahem. U kapën dorë për dore. STdi (s"kam) ku të kapem.*
2. edhe *fig.* Zihem a përleshem me dike; grindem.
*V kapën njëri me tjetrin. U kapën me fjalë.*
3. I ngjitem një mali, një kodre etj.; i qepem. *lu kapën malit.*
4. Nisem nga diçka, mbështetem diku për të zbër-thyer një çështje, për të diskutuar, për të bërë një punë etj.; i vë me shumë rëndësi diçkaje. *U kap te një fjalë. Kapem pas hallkës krytsore. Kapet pas gjë-rave të vogla. Kapemi pas përvojës të përparuar. Ka-penxi pas detyrës themelore. S"di nga të kapet.*
5. Filloj të mëkëmbem nga ana ekonomike e të pasurohem, mirosem. *U kap ato kohët e fundit.*
6. *Pës. e* KAP. *U kap rob. U kap nga partizanët.*
*V kapën në befasi.*
S'di nga kapet *diçka* nuk di fare si përdoret (një aparat, një armë etj.). Kapet pas shkumëve (për shkame) *shih te* SHKUMË,~A. Kapet pas degëve (e jo pas trungut) *shih te* DEGË,~A. *V* kap (u zu) për fyti (për gryke) *me dik ë shih te* FYT,~I. Kapet (abahet) pas fljes së kashtës (së flokut, së perit) *shih te* FIJE,~A. S'kapet qielli me dorë *fj. u. shih te* QIELL,~I. Nga peri mund të kapet edhe lënshi *fj.u. shih te* PE,~RI.

KAPË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kapelë. *Vë kapën.*
2. Grumbull a stive sendesh të vena njëri mbi tjetrin; disa duaj drithi (gruri, misri, thekre etj.), që janë mbledhur e janë vënë me kCmbë ose stive; ka-pule, kapicë. *Kapë bari. Kapë gruri (misri). Bëj kapë. Vë në kapa.*
KAPË,~A H . *sh.* ~A, ~AT. Kapëz, biberon.
KAPËRCEHEM *vetv.* 1. Gëlltitem, kapërdihem. *Nuk kapërcehem dot.*
2. *vet. veta 111.* Ndërzehet (bagëtia).
3. *Pës. e* KAPËRCEJ.
Buka pa gëlltitur nuk kapërcehet *fj. u.* nuk mund të zgjidhen çështjet pa punë e përpjekje; për t'ia arritur një qëllimi duhen bërë përpjekje të njëpas-njëshme.
KAPËRCEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. Kërcej e hidhem matanë një pengese, një hendeku etj., duke marrë vrull a duke shkuar mbi të etj.; kaloj mbi dike a mbi diçka pa e shkelur; kaloj përtej një pengese natyrore. *Kapërcej hendekun. Kapërcej lumin (përruan). Kapërceu murin (gardhin). Kapërcej pragun (e shtë-pisë). Kapërcej me not. Kapërcej matanë (në bregun tjetër).*
2. Marr dike a diçka në shpinë a në dorë ose mbi një mjet dhe e kaloj matanë një hendeku, një lumi etj.; e kaloj përtej, e hedh matanë. *Kapërceu qengjat në lumë.*
3. Përshkoj një hapësirë (mal, fushë etj.) me këmbë, me makinë, me aeroplan, me anije etj.; kaptoj. *Kapërceu qafën e malit (shtegun). Kapërcyem male (fusha, qyteie). Kapërcyen dete e oqeane.*
4. *fig.* Kaloj nga një gjendje ku isha në një gjendje tjetër; mënjanoj një gjendje të vështirë, një pengese etj. duke vënë të g jit ha forcat; mund, mposht. *Kapërcyem vështirësitë (prapambtjen). Nuk e kapër-cejnë dot krizën.*5. edhe *jokal.* Kaloj një kohë a një periudhë, kaloj në një moshë më të madhe; kalon më tej, shkon më tej ise një cast i caktuar (për kohën), shkon. *Kapër-cyem dimrin. I kapërceu të dyzetat. Kishte kapërcyer me si i nates. Kapërceu behari.*
*6.* Gëlltit, kapërdij. *Kapërcej kafshatën. Kapërcej pështymën. Mezi i kapërcen aspirinat (hapet).*
7. Jam me i gjatë, me i lartë, me i rëndë, me i zoti etj. se dikush, ia kaloj dikujt; kaloj një madhësi, një cak, një numër etj., tejkaloj. *E kapërcen vëllanë një kokë. Ia kapërcen në bukuri. Ua kapërceu të gji-thëve. E kapërcen numrin njëzet. E kapërceu parashi-^. kimin. I kapërcen fuqitë e mia.*
8. Lë pa e përmendur, pa e lexuar etj.; lë të kalojë. *Kapërceu disa radhë (disa fletë). E kapërceu fjalën* e la me qëllim pa përmendur diçka; e kaloi bisedën në një temë tjetër me qëllim.
*9. jokal. mospërf.* Flas fjalë të pamenduara mirë, flas [6 veproj pa gjykuar; bëj veprime që nuk duhen bërël *Ndonjëherë kapërcente fare.*
•*k* E kapërceu bregun e kapërceu masën e arsyesh-me, e kapërceu kufirin. E kapërceu pragun *dikush a diçka* e kaloi masën a kufirin, shkoi më tej nga ç'duhej. E kapërceu (e kërceu, e hodhi) gardhin *shih te* GARDH,~I. E kapërceu kufirin (masën) u be i padurueshëm, nuk durohet dot me, e teproi. I kapërceu (i iku, i luajti) mendja (e kokës) *shih te* MEN-DJE,~A. E kapërceu (e hodhi, e kaloi) lumin pa u lagur (pa lagur këmbët) *shih te* LAGEM. Flet për uthullën e kapërcen tek qumështi *fj. u. shih tek* UTHULL,~A.
KAPËRCELL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË *u shih* KAPËRCYELL,~YELLI 4.
KAPËRCIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KAPËRCEJ, KAPERCEHEM. *Kapërcimi i vështirësive (i pa-sojave). Kapërcimi i normave. Me kapërcim* duke kapërcyer.
2. *let.* Përsëritja e një fjale ose e disa fjalëve nga një varg në vargun pasues për ta dhënë sa më të plotë mendimin.
KAPËRCIMTHI *ndajf.* I. Me kapërcim, duke kapërcyer; duke kërcyer.
2. Kalimthi.
KAPËRCYELL,~YELLI *m. sh.~-t3,* ~ EJTË. I. Shteg kalimi për njerëzit në gardhin e një kopshti etj.; shkallë e thjeshtë ose dru me bigë të madhe që mbështetet në anë të një gardhi për të kaluar matanë. *Te kapërcyelli i kopshtit. Hipi në kapërcyell.*
*2.* Shteg i ngushtë kalimi, vendkalim i ngushtë në një pyll etj.; qafë mali, nëpër të cilën kalohet nga njëra anë e tij në tjetrën; urë e ngushtë vetëm për këmbë-sorë. *Dolën në kapërcyell.*
3. *fig.* Etapë a fazë kalimtare; fundi i një shekulli, faza a koha e kapërcimit nga një shekull në shekullin tjetër. *Në kapërcyellin e shekullit XIX.*
*4. anat.* Gurmaz.
• E hodhi kapërcyellin *shih te* HEDH. Është me këmbë në kapërcyell nuk ka mundur ënde ta kapërcejë një gjendje të vështirë ku ndodhet; nuk di nga t'ia mbajë; është duke kërkuar një zgjidhje.
KAPËRCYER (i,e) *mb.* 1. Që është kaluar, që është kapërcyer • (për një vështirësi, pengesë etj.). *Pengesa të kapërcyera. Gjendje e kapërcyer.*
*2. thospërf.* Që flet pa u menduar mirë, që vepron jo si duhet; i lajthitur pak nga mendja. *Është i kapërcyer.*
KAPËRDERDHËS,~I *m. sh.* ~, —IT. Vend shkarkimi në një digë a në një sfrat, ku derdhet uji i tepërt, shkarkues uji.
KAPËRDIHEM *vetv. 1.* Rrëzohem me kokë në tokë, bie kryengulthi; hidhem a zhytem me kokë poshtë në ujë; bie përmbys, përmbysem.
2. Gëlltitem, përciilem.
3. *Pës. e* KAPËRDIJ.
KAPËRDIJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Gëlltit një ushqim a diçka tjetër; ha me uri të madhe dhe e përcjell diçka pa e përtypur; përlaj. *Kapërdij kafshatën. Kapërdij pështymën. Kapërdiu lotët. Kapërdiu një gllënjkë raki. Kapërdiu gjysmën e gates. Ujku e kapërdiu qengjin.*
*2.* Kthej përmbys, përmbys. *Dallgët e kapërdinë barken.*
3. *fig.* Duroj dhe kapërcej një dhembje, një turp etj., duke vënë të gjitha forcat; përpiqem të fsheh një dhembje a një ndjenjë, e kaloj duke e përmbajtur veten, e tret. *E kapërdiu dhentbjen (turpin). I kapërdiu të gjitha.*
KAPËRDIMTHI *ndajf.* Kryengulthi, me kokë poshtë.
KAPËRTHEHEM *vetv. 1.* Kapem për fyti ose për beli dhe mundem me dike; zihem, kacafytem, përle-shem keqas me dike. *U kapërthyen si gjelat. U kapër-thyen me armikun.*
*2.* Grindem (me fjalë) me dike.
3. *fig.* Kam aq shumë punë sa nuk ia dal dot t'i kryej; zihem me shumë punë; jam i pleksur a i nga-tërruar në shumë punë.
4. *vet. veta III.* Ngatërrohet, koklohet, plekset. *Penjtë janë kapërthyer. Rrënjët kapërthehen.*
5. *vet. veta III fig.* Gërshetohet, plekset, përzihet. *Mendimet i kapërtheheshin.*
*6. Pës. e* KAPËRTHEJ.

KAPËRTHEJ *kal.,* ~ËVA, ~YER. 1. Kap a
lidh një send me diçka që të mbahet mirë; e mbërthej që të mos luajë; lidh, ndërthur fort; *kund.* shkapër-thej. *Kapërthej duart* lidh duart duke ndërthurur gi-shtërinjtë.
2. *vet. veta HI fig.* Me pushton një ndjenjë, një mendim,etj. dhe nuk me hiqet; me mbërthen diçka. *Me kapërthyen mendimet. E kapërtheu tmerri. Kriza ka kapërthyer botën kapitaliste.*
KAPËRTHIM,~'I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve' KAPËRTHEJ, KAPËRTHEHEM.
KA^PËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që kap dike a diçka dhe e mban që të mos i shpëtojë. 2. Kapëse rrobash ose flokësh.
KAPËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *1.* Përdorëse e vogël prej metali ose prej druri, që shërben për të kapur, për të bashkuar, për të lidhur, për të mbërthyer a për të mbajtur diçka që të mos bjerë. *Kapëse druri. Kapëse e metaltë. Kapëse rrobash. Kapëse flokësh. Lidh (mbërthej) me kapëse.*
*2. Fem. e* KAPËS,~I,.
KAPËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Vendi ku kapet thika, shpata etj., bishti i thikës, i draprit etj., dorëz. *Kapëz thike. Kapëza e shpatës. Me dorë në kapëz:*2. Dorëz gruri, thekre etj. *Kapëz gruri (misri).*
3. Thith prej llastiku që përdoret për t'u dhënë qumësht foshnjave ose të vegjëlve të kafshëve. *Pi me kapëz. I vuri kapëzën.*
• I mban veshët kapëz rri me veshë ngritur që të mos i shpëtojë asnjë fjalë ose as edhe zhurma më e vogël.
KAPICË,~A _. *sh.* ~A, ~AT. 1. Grumbull i madh sendesh të hedhura në mënyrë të çrregullt; grumbull bari, gruri të korrur etj., mullar; kapë, ka-pule. *Kapicë gurësh (letrash, plaçkash, arkash). Ka-picë bari (kashte, jonxhe). Kapicë plehu. Bëj kapicë.*
*2. vjet.* Takije e thurur me grep dhe e qëndisur, që mbanin zakonisht nuset e reja.
3. *përd. ndajf.* Grumbull, njëri mbi tjetrin në mënyrë të çrregullt; plot e përplot. *Vë kapicë. Ishin hedhur kapicë. Ishin mbushur kapicë. E ngarkoi kapicë.*
KAPlNË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot., krahin.* Ma-naferrë, ferrëmanzë.
KAPINOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë ba-rishtore shumëvjeçare, me kërcell katërfaqësh e të degëzuar, me gjethe vezake e me push, e çila bën lule të vogla e të bard ha dhe rritet në toka djerre, nëpër gërmadha etj.
KAPXSTALL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Kapistër. Ka-*pistalli i kalit. Heq (mbaj, lidh) për kapistalli. I vuri kapistaliin.*
• E heq (e tërheq) për kapistalli (për kapistre) *dike* e detyron dike të bëjë a të sillet si do ai; e heq për hunde. la ka hequr kapistaliin (kapistrën) *d ik ujt shih te* HEQ. la lëshoi (ia liroi) kapistaliin (kapistrën, frerin) *dikujt keq. shih te* LËSHOJ. Po i mbështillet kapistalli *dikujt* po i afrohet pleqëria, po plaket.
KAPISTAIXEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *mospërf.* 1. Tundem e shkundem para të tjerëve që të me sho-hin, kur jam veshur me rroba të reja ose kur jam pispillosur; krekosem e shes mend para të tjerëve. *Ç'më kapistallesh ashtu!*
*2.* Sillem pa punë andej-këtej, bredh rrugëve, so-rollatem. *Kapistallej rrugëve.*
KAPlSTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Litari që u shkohet kafshëve në kokë për t'i mbajtur a për t'i tërhequr; kapistall. *Pa kapistër* pa fre. *vë kapistrën. la lëshoj (ia shtrëngoj, ia heq) kapistrën. Tërheq (lidh) për kapistre.*
• Ia hodhi kapistrën *dikujt shih te* HEDH. E heq (c tërheq) për kapistre (për kapistalli) *dike shih te* KAPISTALL,~I. la ka hequr kapistrën (kapistaliin) *dikujt shih te* HEQ. Ia lëshoi (ia liroi) kapistrën (kapistaliin, frerin) *dikujt shih te* LËSHOJ.
KAPIT (KAPIS) *kal,* ~A, ~UR. 1. E lodh tepër një njeri. a një kafshë pune, duke e detyruar të bëjë një punë jashtë fuqive; e lodh-jashtë mase, sa e bëj gati të rrëzohet për^tokë; rraskapit. *E kishte kapitur puna e rëndë. Na kapiti vapa. E kapiti kalin.*
*2.* Përkul pak, ul pak; var. *Kapiti festen mënjanë. Kapiti kokën. Kapit sytë* mbyll kapakët e syve (kur me vjen gjumi), me vjen gjumë, me flihet.
KAPITAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *ek.* VIera ma-teriale (mjete prodhimi, para etj.) në duar të kapi-talistëve, nga të cilat ata nxjerrin fitime, duke shfry-tëzuar egërsisht punëtorët me mëditje nëpërmjet për-
vetësimit të mbivlerës. *Kapitali themeor. Kapital industrial (financiar, tregtar). Kapitali i përhershëm (i ndryshueshëm). Kapitali monopolist. Kapital i vdekur* pasuri që nuk sjell fitime. *Përqendrimi i kapitalit. Grumbullimi (akumulimi) fillestar i kapitalit. Ekspor-timi i kapitalit.*
*2. bised.* Shumë e madhe parash; pasuri. *Kishte kapitale. Ka vënë (ka siguruar) kapital.*
3. Klasa e kapitalistëve, borgjezia; kapitalizëm. *Vendet (bota) e kapitalit. Pushteti i kapitalit. Lufta kundër kapitalit. Kontradiktat midis punës e kapitalit.*
4. *fig.* Diçka me vlerë të madhe, diçka shumë e çmuar. *Njeriu është kapitali me i çmuar. Fitoi kapital politik* i siguroi vetes epërsi politike, fitoi diçka me shumë rëndësi nga ana politike.
• Kapital i vdekur *libr.shih te* VDEKUR (i,e). E marr *diçka për* kapital edhe *moh, libr.* e quaj si qind për qind të vërtetë atë që thuhet, e quaj si një gjë të rën-dësishme; i vë me tepër rëndësi sesa duhet.
KAPITAL,~E *mb.* 1. *libr.* Kryesor dhe shumë i rëndësishëm, i dorës së pare, themelor; shumë i madh; shumë i rëndë. *Çështje kapitale. Problem kapital. Ve-për kapitale. Me rëndësi kapitale. Dënimi kapital* dënimi me i rëndë, dënimi me vdekje.
2. *tek.* I përgjithshëm, i plotë. *Riparim kapital.*
lnvestime kapitale *ek., zyrt.* mjete që përdoren në industri ose në ndërtime për zgjerimin e fondeve themelore të ekonomisë popullore. Ndërtime kapitale ndërtime në industri ose në fusha të tjera të ekonomisë, që bëhen për zgjerimin e fondeve themelore të ekonomisë popullore.
KAPITALIST,~I n.\ *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesëtar i klasës sunduese në shoqërinë borgjeze, i cili zotëron mjetet e prodhimit dhe nxjerr fitime të mëdha, duke shfrytëzuar në mënyrë të egër punëtorët me mëditje dhe duke përvetësuar punën e papaguar të tyre (mbi-vlerën). *Klasa e kapitalistëve. Shfrytëzohet nga kapi-talistët.*
*2. bised.* Njeri shumë i pasur, ai që ka vënë shumë pasuri, pasanik i madh.
KAPITALlST,~E *mb.* Që ka të bëjë me kapita-lizmin ose me kapitalistët, që lidhet me kapitalizmin ose me kapitalistët, i kapitalizmit ose i kapitalistëve; që është karakteristik për kapitalizmin ose për kapitalistët; që mbështetet në parimet e kapitalizmit. *Shoqëria kapitaliste. Mënyra kapitaliste e prodhimit. Marrëdhëniet kapitaliste në prodhim. Rendi (sistemi) kapitalist.*

*Ndërmarrje kapitaliste. Shtet kapitalist. Rruga kapitaliste. Shfrytëzimi kapitalist.*
KAPITALlZËM,~MI *m. ek.* Sistem ekonomiko-shoqëror, në të cilin mjetet e prodhimit janë prone private e klasës së kapitalistëve, që shfrytëzojnë egërsisht punëtorët me mëditje dhe pasurohen duke përvetësuar mbivlerën; formacioni i fundit ekonomiko-shoqëror me klasa antagoniste, që zëvendësohet nga rendi socialist nëpërmjet revolucionit dhe dikta-turës së proletariatit. *Kontradiktat në kapitalizëm. Lufta kundër kapitalizmit. Fitorja mbi kapitalizmin.*
Kapitalizëm monopolist faza më e lartë dhe e fundit e kapitalizmit, që karakterizohet nga sundimi i monopoleve, imperializmi.
KAPITANERl,~A . *sh.* ~, ~TË. Zyra e kapitenit të portit ose të një anijeje. *Kapitaneria e portit.*KAPITEL,~I in. *sh.* ~E, ~ET *arkit,* Pjesa e si-përme e një shtylle, më e gjerë se kjo dhe zakonisht e gdhendur, mbi të cilën mbështetet kryetrau; kreu i shtyllës. *Zbukurimet e kapitelit.*
KAPITEM *vetv.* 1. Lodhem shumë, sa mezi qëndroj me këmbë; harxhoj të gjitha fuqitë duke bërë një punë tepër të rëndë e të gjatë; rraska-pitem, këputem. *Kapiteshin në punë. U kapit e ra.*
2. Bie poshtë si i këputur; përkulem sepse nuk kam fuqi të qëndroj me këmbë; përkulet sepse është vyshkur (për bimët). *U kapit në rrugë. Iu kapit koka. Iu kapitën krahët. Iu kapitën sytë* iu mbyllën sytë për gjumë, nuk mund t'i mbante dot sytë hapur se i flihej. *Ishte kapitur gruri.*
KAPITEN,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Komandanti i një anijeje ose i një aeroplani; ai që drejton një mjet të madh lundrues. *Kapiteni i anijes (i aeroplanit). Kabina e kapitenit. Kapiteni i mirë njihet në furtunë.*
*Jj\ u.*
'2. *sport.* Përgjegjësi i një skuadre ose i një ekipi. *Kapiteni i skuadrës së futbollit (i skuadrës së basket-bollit). Shiriti i kapitenit.*
3. *usht.* Grade oficeri e shkallës së tretë, më e ulët se e majorit; ushtaraku që mban këtë grade (në ush-tritë që kanë grada). *Kapitën iparë* grade e ndërmjetme midis kapitenit dhe majorit; ushtaraku që mban këtë grade.
KAPITENE,~IA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KA-PITEN,~I. *Kapitenia e skuadrës.*
KAPITËS,~E *mb.* Që të lodh tepër, që të këput fuqitë, që të kapit; rraskapitës. *Punë kapitëse. Vapë kapitëse. Sëmundje kapitëse.*
KAPITJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve KAPIT, KAPITEM.
KAPITULL,~LLI m. *sh.* ~J, ~JT. 1. Secila nga pjesët kryesore të njëpasnjëshme, në të cilat ndahet lënda e një libri, e një rregulloreje etj. sipas çështjeve që trajtohen; përmbajtja e secilës prej kë-tyre pjesëve; kreu. *Kapitulli i parë (i dytë, i fundit). Titulli i kapitullit. Ndahet në disa kapituj.*
2. *fig.* Çështje e madhe për të cilën flasim. *Është një kapitull i ri (i rëndësishëm). E mbyllën këtë kapitull. Përbën një kapitull me vete.*
' KAPITUIXIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kUptimeve të foljes KAPITULLOJ. *Kapitullim i turpshëm. Kapitullim pa kushte. Kapitullimi i armikut. Kapitullimi i fashistëve italianë. Akti i kapitullimil.*
KAPITULLOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E quaj veten të mundur dhe i dorëzohem armikut, duke ndërprerë veprimet luftarake a kundërshtimet e duke prianuar kushtet që dikton ai si fitues. *Gjermania na-ziste kapitulloi me 9 maj 1945. Kapituluan pa kushte.*
2. *fig.* Nuk u qëndroj dot pengesave, vështirësive, fatkeqësive etj., humbas besimin në forcat e mia dhe nuk luftoj me për një çështje, për të mbrojtur një pikëpamje etj., dorëzohem. *Nuk kapitullojmë para vështirësive.*
IKAPITTJLLI)ES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që trem-bet nga armiku, heq dorë nga Iufta dhe kapitullon shpejt, tradhtar që pranon kapitullimin. *Një grusht kapitulluesish.*
KAPITULLUES,~E *mb.* Që pranon kapitullimin;
që ka të,bëjë me kapitulluesin, që përbëhet prej kapitulluesish. *Politikë kapitulluese. Qëndrim kapitu-llues. Pikëpamje kapitulluese. Klikë kapitulluese. Njeri burracak dhe kapitullues.*
KAPITUR (i,e) *mb.* 1. Që është lodhur tepër nga një punë e rëndë a jashtë fuqive të tij, që mezi qën-dron me këmbë nga lodhja; që shpreh një lodhje të madhe; i këputur, i rraskapitur. *Njerëz të kapitur. Kale i kapitur. Me këmbë të kapitura. Me fytyrë të kapitur. Me sy të kapitur. Me zë të kapitur.*
2. Që është përkulur sepse është vyshkur (për bimët). *Bimë e kapitur.*
KAPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KAP, KAPEM. *Kapja e peshkut. Mënyra e kapjes.*
*2. sport.* Mënyra si e kap një mundës kundërshtarin e vet në atë pjesë të trupit që i siguron atij pike; vle-rësimi me pike i kësaj mënyre. *Numri i kapjeve. Bëri një kapje. Sa kapje ka siguruar?*
KAPLIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KAPLOJ, KAPLOHEM.
KAPLOHEM *vetv.* 1. Me mbulohet gjithë trupi me diçka. *U kaplua me puçrra. U kaplua me djersë.*
*2. vet. veta III.* Shfaqet menjëherë e përhapet; vër-shon; kaplon. *janë kapluar djersët në fytyrë.*
3. *Pës.* e KAPLOJ. i,2.
KAPLOJ *kai,* ~OVA, ~tJAR. 1. I hipi sipër dhe e mbuloj me krahë; e mbuloj duke e ngjeshur e duke e shtypur, mbuloj krejt; pllakos. *Klloçka i kaploi zogjtë. E kaploi errësira.*
*2. fig.* Mbërthej, pushtoj, i zë frymën, e pllakos; e shqetësoj shumë, bëj që të brengoset shumë. *E kapluan punët. E ka kapluar kriza.*
3. *vet. veta III fig. (me një trajtë të shkurtër të për-emrit vetor në r. kallëzore).* Me pushton një ndjenjë (gëzimi, hidhërimi etj.) e nukmëhiqet; mëmbërthen, me zë. *E kaploi gëzimi (hidhërimi, mërzitja). Me kaploi gjumi. I kaploi zemrën.*
4. *jokal. vet. veta HI.* Shfaqet menjëherë e përhapet; vërshon, pllakos.
KAPLOQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa e kreut të furkës ku vihet shtëllunga me lesh.
2. Shtëllunga me lesh ose me li që vihet në furkë
për t'u tjerrë.
KAPLOQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *mospërf. 1.* Mendje, kokë, kukuliqe. *S'ia pret kaploqja.* 5'J *mbu-shej kaploqja.*
*2.* Njeri budalla, njeri pa mend në kokë, njeri kokëkungull.
KAPLLADIT (KAPLLADIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. I vë çarçafin jorganit; e vesh me një plaçkë ose e zbukuroj me fije ari (një kanape, kolltuk etj.). *Kap-lladit jorganin. Kaplladit kolltukun.*

*2.* Zë me pe a me gjilpërë një rrobë të grisur.
3. Pllakos, kaploj.
4. *vet. veta III fig. (me një trajtë të shkurtër të për-emrit vetor në r. kallëzore).* Me pushton një ndjenjë (gëzimi, hidhërimi etj.), me kaplon. *E kaplladisi gjumi.*
KAPLLAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Tiger (si-domos në përrallat popullore). *Lëkurë kapllani.*KAPLLUÇINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Plis që vihet nën zgjedhë, që të mos vritet kafsha në zverk.
KAPOLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Kapuçi i zhgunit a i xhokës, jakëz.
2. Mbulesa që i hidhet mullarit për ta mbrojtur barin a kashtën nga shiu.
KAPORANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. Xhaketë burrash prej shajaku, me mëngë të shkurtra dhe me kapole; jakucë e thjeshtë pa thekë. *Veshi kaporanen.*
KAPOSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Këndes, gjel. *Kaposh i egër. zool* gjel i egër. *Kaposh deti* gjel deti.
2. *fig.* Ai që shet mend, njeri mendjemadh, ai që ngrefoset si gjel e mburret. *Është bërë kaposh.*
3. *zool.* Milingonë e madhe që e ka trupin në ngjyrë të kuqërreme, kacagjel.
4. Pupagjel, pufkë. *Kërcejnë kaposhët.*
5. Lloj qëndisme me kryqe.
Një kaposh (një këndes, një kokosh) plaçka *shih te* KËNDES,~I. Kapardisej (krekosej) si kaposhi (si gjeli, si këndesi) majë plehut *shih te* GJEL,~I. Mbeti (katandisi) kaposhi (kokoshi) një thelë *shih te* THELË, ~A. Pendë kaposhi *bot. shih te* PENDË,~A.
KAPOTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pallto prej stofi të trashë, që vishet në dimër; pallto ushtarake. *Ka-potë e gjatë. Kapotë e hirtë.*
2. *tek.* Mbulesë e metaltë, që hapet e mbyllet dhe mbron një mekanizëm nga pluhuri, nga shiu, nga la-gështira etj. *Kapota' e motorit.*
KAPROLL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË *zool.* Gjitar dythundrak i familjes së drerëve, me qime të kuqërreme, me brirë të vegjël e të degëzuar dhe me këmbë të holla e të shkathëta; mashkulli i sorkadhes. *Brirë (mish, lëkurë) kaprolli. Vrapon si kaproll.*
• I ka dale gjel kaproll *një p une shih te* GJEL,
KAPROLLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *zool.* Pcmra e kaprollit, sorkadhe.
2. Dhi ose lopë me brirë të kthyer dhe me qime në ngjyrë të kuqerreme.
KAPRROÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. *I. shih* KAPROLL, ~I.
2. *përd. mb.* I shëndoshë, i fuqishëm dhe i shkathët. *Djalë (burrë) kaprroç.*
KAPS *ndajf.* Në një gjendje të atillë kur nuk del dot jashtë ose del jashtë me vështirësi e me vonesë, për shkak të çrregullimeve në tretje ose për shkak të ndonjë sëmundjeje (për njerëzit e për kafshët). *Është kaps. E bëri kaps (një ushqim a një ilaç).*
KAPSALLIT (KAPSALLIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Hap e mbyll shpejt disa here qepallat, përpëlit sytë. *Kapsalliste sytë.*
2. Mbyll sytë përgjysmë. *Kapsalliti sytë.*
KAPSlT *kal.,* ~A, ~UR. 1. Pastroj grurin, misrin etj. nga byku ose nga kashta, duke e hedhur me lo-patë në ajër ose duke e hedhur në tepsi, hedh në erë. *Kapsit grurin (thekrën, misrin).*
2. Kapsallit sytë.
KAPSLLËK,~U *m.* Të dalët jashtë me vështirësi dhe me vonesë; të qenët kaps, shtërzim barku. *Ka kapsllëk. Vuan nga kapsllëku.*
KAPSOLLAQE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *hist.* Pushkë e vjetër, e gjatë, që mbushej nga gryka dhe shkrehej me shkëndijat që dilnin nga kapsolla.
KAPSOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kësulëz e metaltë, e mbushur me një lëndë shpërthyese shumë të ndjeshme nga goditjet, që vihet në fund të fishekut, të predhës etj. dhe shërben për të ndezur barutin e gëzhojës, dinamitin etj. *Kapsollë bërthamore (ato-mike). Kapsolla e bombës (e fishekut). Kapsollë me veprim të ngadalshëm. I vuri kapsollën.*
*2. fig. mospërf.* Njeri budalla, njeri pa mend në kokë, njeri kokëbosh.
3. Unazë e metaltë, që vihet në secilën prej vrimave të një këpuce a çizmsje, ku kalojnë lidhëzat ose rripat.
• Sikur i ka ngrënë pula kapsollën *shih te* PU-
LË, ~A.
KAPSULË,~A_ . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Fryti i thatë i disa bimëve, që ka shumë dhomëza të mbu-shura me fara. *Kapsula e hashashit.*
2. *farm.* Kësulëz prej letre të nolle, prej amidoni etj., që rhbështjell një sasi bari pluhur; kokrra që bëhet kështu. *E shesin në kapsula. Piu dy kapsula.*
3. Enë e vogël në trajtë gjysmërruzulli që për-doret për punë të ndryshme në laborator. *Kapsulë porcelani (platini).*
4. *anal.* Ind a cipë si qeskë që mbështjell organe të ndryshme; kokrra që formohet kështu. *Kapsulë dhja-more. Kapsula e shpretkës. Kapsula e veshkës. Mbësh-tillet me kapsulë.*
KAPSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të zihet a të kapet; që mund të shtihet në dorë; që mund të merret me luftë.
2. *fig.* Që mund të kuptohet lehtë, që mund të më-sohet a të përvetësohet pa vështirësi. *Teori (pjesë, figure) e kapshme. Mësim (tekst) i kapshëm.*
KAPT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Hendek; grope; trap are. 2. Are me trape e sopa.
KAPTELL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesa e përparme e djepit, që ka një dërrasë të ngritur, koka e djepit; pjesa e përparme e samarit, ku mblidhen litarët; ballësor; secila nga dy pjesët e ngritura përpara e prapa samarit. *Kaptelli i përparme (i prapmë). Kaptelli i djepit (i samarit, i shales). Mbahem në kaptell. Mbledh litarët në kaptell.*
KAPTER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Grade nën-oficeri e shkallës së dytë, më e lartë se e rreshterit; ushtaraku që mban këtë grade (në ushtritë që kanë grada).
KAPTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Qafë kodre a mali, kapërcyell. *Arritën te një kaptë. Kapërcyen kaptën.*
*2.* Vend i futur zakonisht matanë një bregu; kapt. *U fut në një kaptë.*
KAPTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* KAPËR-CIM,~I i.
2. Kapërderdhës. *Ndërtimi i kaptimeve.*
KAPTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* KOKË, ~A i,2,46.7,9- *Kaptinë e madhe. I dhemb kaptina. S'i mbushej kaptina. S'e Iante kaptinën.*
2. *vjet.* Kapitull, kreu. *Kaptina e parë (e dytë).*
3. Pjesa që qëndron në krye të diçkaje; majë (mali.kodre etj.); koka e diçkaje (e bastunit, e lules etj.). *Kaptina e malit (e kodrës). Kaptina e lules. bot.* lulesë e përbërë nga disa lule që është si një kokë.

KAPTOHEM *vetv.,pës. shih* KAPËRCEHEM i>3)5.
KAPTOJ )fca.,~OVA,~UAR. 1. *shih* KAPËRCEJ. *Kaptoi hendekun (luntin). Kaptoi gardhin (murin). Kaptojmë kodra (male, fusha). Kaptoj kafshatën.*
2. *jokal. vet. veto III.* Perëndon (për diellin a hënën). *Kiiptoi dielli (hëna).*
IIAPTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shteg i ngushtë mali; kaptë. *Kaloi kapthin.*
KAPUCAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq., vjet.* Njeri që vihej dhe paguhej nga dikush për të hetuar ose për të zbuluar një krim a një vjedhje, për të gjurmuar dike etj.; ai që kallëzonte një vjedhës, një fajtor a dike që gjyrmohej e ndiqej; spiun.
KAPUCARl,~A . *keq., vjet.* Puna që bënte ka-pucari; spiunllëk.
KAPUÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Kësulë pa strehë zakonisht në trajtë hinke; qeleshe. *Kapuç i bardhë. Kapuç i leshtë. Kapuçi i kundragazit* pjesa prej llastiku e kundragazit që vihet në kokë.
2. Kësula e qepur në jakën e një mushamaje, të një gune etj., e cila vihet në kokë kur bie shi a dëborë ose kur bënftohtë; kaçule. *Kapuçiigunës (ipelerines).*
3. Diçka që ka trajtën e kësulës. *Kapuç metalik. Kapuçi i cigares* hiri mbi cigaren e ndezur. *Kapuçi i gjurit. anat.* kupa e gjurit. *Kapuçi i llambës.*
4. Pupagjel, pofkë. *Bëjmë kapuça.*
I doli kapuç me mëngë i doli ashtu si nuk e priste. Të qiste (të nxirrte) pa kapuç të shfrytëzonte deri në palçë, të rripte lëkurën (për matrapazin, kapitalistin etj.).
KAPUÇAS *ndajf.* Luajmë kapuças: luajmë duke veridosur mbi tryezë ose në shesh disa kapuça, në njërin prej të cilëve është fshehur një unazë a diçka tjetër dhe fiton ai që e gjen këtë.
KAPULAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Kryetar i një çete, kapedan; kryetar i vegjëlisë.
KAPULE,~JA . *sh.* ~E, ~ET edhe KAPUL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Disa duaj gruri, misri etj., që janë grumbulluar dhe janë vënë me këmbë në are; grumbull bari, jonxhe etj. si mullar i vogël; kapë. *Kapule misri. Kapule gruri (thekre). Kapule bari (jonxhe). Vunë kapulet.*
2. Disa sende të grumbulluara e të vena në mënyrë të çrregullt njëri mbi tjetrin; kapicë. *Kapule gurësh. Kapule plehu.*
KAPU LIT (KAPULIS) ta.,~A, ~UR. Kapsallit, pulit. *Kapulit sytë.*
KAPULITEM *vetv.* Pulitem. *Iu kapulitën qepallat.*
KAQ. I. *ndajf.* 1. Në këtë sasi, shkallë a masë, sa përmendet në fjalinë tjetër; përdoret po me këtë kuptim si fjalë e bashkëlidhur në fjalinë kryesore (në fjalinë e varur i përgjigjet fjala sa). *Kaq rrojti. Kaq i forte ishte. Na ka sjellë kaq të mira. Edhe një here kaq sa jam.*
2. Në një shkallë të Iartë ose në një masë a sasi të tillë të madhe, me shumë nga ç'mendonim ose nga sa pritnim, shumë; përdoret po me këtë kuptim si fjalë e bashkëlidhur në fjalinë kryesore (në fjalinë e varur i përgjigjet fjala sa). *Kaq mirë. Kaq shpejt.*
*Kaq afër. Kaq vështirë. Kaq bukur. Kaq poshtë. Kaq thjesht. Kaq ngrohtë. Kaq shumë. Kaq me dhembi sa... E dua kaq shumë sa... Jam kaq i zënë sa... Jo dhe kaq.*
3. Mjaft, jo me shumë. *Kaq, s'dua me. Kaq, mos hidh me shumë! Kaq kushton. Vetëm kaq. Kaq dita, kaq thashë. Kaq me tha. Me kaq mbledhja mbaroi. E lëmë me kaq.*
4. Pak, në këtë shkallë a masë të vogël e të kufi-zuar në krahasim me atë që duhet, në një shkallë a masë që nuk na kënaq. *Kaq mendon ai. Kaq di. Kaq ia pret. për kaq punë.*
II. *pakuf.* 1. Përdoret zakonisht pranë një emri me kuptimin "shumë" (kur sendet ose frymorët që shënohen nga emri janë pranë nesh në hapësirë e në kohë). *Kishte kaq njerëz. Pas kaq e kaq përpjekjesh* pas shumë përpjekjesh. *Kaq ditë (javë, vjet). Kaq e kaq here. Erdhën kaq vetë, sa s'i nxinte dhoma. Pu-non me kaq kujdes sa...*
*2.* Përdoret pranë një emri ms kuptimin e per-, gjithshëm "pak", për të treguar një sasi a masë më të vogël sesa mund të pritej. *Kaq fuqi (aftësi) ka. Kaq mend ka. Kaq të holla ka.*
*~k* Kaq sa... përdoret si Iokucion lidhëzor për të lidhur dy fjalë me marrëdhënie shkak-rrjedhim. Jo vetëm kaq *fj. ndërm.* përdoret për të treguar se, përveç kësaj që po thuhet, ka edhe të tjera, se kësaj që po thuhet i duhet shtuar diçka. Aq e kaq *shih tek* AQ. Kaq (aq) sa duhet *shih te* DUHET. Kaq (aq) e pati *zakon. iron, shih tek* AQ. Kaq (aq) dua! *shih tek* AQ. Kaq e ka çapin (hapin) *shih te* CAP,~I I- U be edhe (një here) kaq (aq) u gëzua shumë, iu be zemra mal. Sikur kaq (sa të kalit) ta bësh dhëmbin! *shih te* DHËMB,
1
KAQOL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Kokërr arre e madhe dhe e rëndë, më të cilën fëmijët goditin arrat e tjera kur luajnë. *bien (gjuajnë) me kaqol.*
*2. fig.* edhe *përk.* Njeri i trashë nga mendja; bu-dalla.
KARA,~I *m. sh.* ~, ~TË. 1. Kale me qime të zezë, vraç. *hipi karait.* 2. Pëllumb me pendë të zeza.
KARABINA,~JA . *sh.* ~, ~TË. Ndërtesë që i janë bërë muret e çatia, por nuk është suvatuar dhe nuk i janë vënë dyert e dritaret; ndërtesë e pambaruar plotësisht nga brenda. *Ngre (ndërtoj) karabinanë. Përfundoi si karabina.*
KARABlNË,~A *sh.* ~A, ~AT. Pushkë e lehtë, me tytë të shkurtër e me vjaska, më të cilën pajiset ushtari i këmbësorisë dhe i disa armëve të tjera specia-le. *Karabinë vetëmbushëse* karabinë me dhjetë fishekë, që bën qitje gjysmautomatike. *Rripi i karabinës. Fishek karabinë. Qitje me karabinë. Hodhi karabinën në sup.*
KARABINIER,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Xhandar ita-lian (në kohën e pushtimit fashist italian në Shqipëri).
2. Ushtar i zgjedhur i këmbësorisë, i pajisur me karabinë, qitës i mirë me karabinë (në disa vende të Evropës Perëndimore).
KARABINIERI,~A . *kryes. përmb.* 1. Tërësia e xhandarëve italianë (në kohën e pushtimit fashist në Shqipëri); komanda e këtyre xhandarëve dhe zyrat e saj. *Zyrat e karabinierisë. E çuan në karabinieri.*
2. Pjesë e zgjedhur e këmbësorisë, e pajisur mekarabina; qitës të mirë me karabinë; komanda e kë-tyre trupave; zyfa e komandës së këtyre trupave (në disa vende të Evropës Perëndimore).
KARABOJË,~A . 1. Bojë e zezë ose kafe, e për-gatitur në mënyrë të veçantë, e cila përdoret për të ngjyer lëkurët ose për t'u ndryshuar ngjyrën këpucëve, çantave etj. që kanë ngjyrë të çelur. *Karabojë e zezë (kafe). Ngjyej (bëj) me karabojë. I jap karabojë.*
*2.* Lëndë kristaline, me ngjyrë të gjelbër, e tretshme në ujë, e cila përdoret për të spërkatur në pranverë pemët që

të mos dëmtohen nga parazitët kërpudhorë. *Spërkal me karabojë.*

• U be karabojë u vrenjt a u nxi në fytyrë; u ze-mërua e u, inatos.

KARABULLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* 1. Shpend i madh uji, me pendë të zeza e të shndritshme, me qafë të gjatë e me një xhufkë të murrme në kokë, që jeton nëpër këneta ose gjatë bregdetit dhe ush-qehet kryesisht me peshk. *Karabullak i madh. Gjuetia e karabullakut. Zhytet (noton) si karabullak.*

2. *fig.* Njeri i madh me trup, por i trashë nga mendja, budalla.

KARABUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Skërfyell që rixjerrin disa bimë si qepa, preshi etj., në majë të të cilit zhvillohen farat; rabushi i qepës, mashkulli i qepës. *Ka nxjerrë karabush.*

*2.* Kaltëp misri i pazhveshur.

3. *fig.* Njeri i trashë nga mendja, budalla; skërfyell.

KARADAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjel.* Revole e madhe me gjashtë fishekë, gjashtare e madhe.

KARADYZEN ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT- *muz., vjet.* Tambura me dy ost- me kaiër tela. *binte karadyzenit.*

KARAFlL,~I *m. -,h.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë barishtore njëvjrçare, me kërcell të dobët, me nyja e të degëzuar, me gjethe të holla e të gjata, që bën lule të bukun, me ngjyra të ndryshme. e me erë të këndshme. *Karafil i kuq (i bardhë, me pikla) Erë karafili.*

*2.* Lulja e tharë e një bime të ishujve të Indonezisë, të cilën e përdonn si erëz në gjellë, në ëmbëlsha etj. *shtie karafil gjeliës. Mbaj karafil në gojë.*

3. *fig. keq.* Nicri mendjelehtë.

4. *Përd. mb.* sipas kuptimit 3 të emrit, *Është karafil nga mendja.*

KARAFILORË,~T *m. vet. sh. bot.* Familje bimësh barishtore njëvjeçau-, me kërcell me nyja e të degëzuar, me gjethe të holia e të gjata dhe që bëjnë lule të bukura, me ngjyra te ndryshme e me erë të këndshme; familja e karafilëve.

KARAFKOPË,~A *I* P'.lakë hekur.. me vrima të vogla e të mëdha, që c perdorin ba.'u'rpunuesit për të bërë thumba që të zënc ve^n^t •- vrimat e enëve etj.

KARAGJOZ,~I *m. sh.* ~E, ~~ET. 1. Ai që i bën ti tjcrot të qesnin me çh.skat-; Jhe me lëvizjet e tij të shkathëta; ralaco. *Fytyrc ':aragjozi.*

2. *mospcrf* Nj~n cjt;sh'rak, njeri që bëhet gazi i të tjerëve. *u be karaxjoz.*

KARAGJOZLLEK. -KU *m. sh.* ~QE, ~QET.

Veprim e sjellje pr^j karagjozi. *Bën karagjozllëqe. Ç'janë këto karagjozllëqe?*

KARAJFILE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Pushkë

e gjatë, që mbushej nga gryka dhe shkrehej me strall.

KARAKATlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT *keq.* 1. Ndërtesë e vjetër, që është gati për t'u rrëzuar; ka-rrocë, makinë etj. e vjetër dhe e prishur, shkatërrinë. *Është (u be) karakatinë. Banonte në një karakatinë.*

*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Shtëpi karakatinë. Makinë karakatinë.*

KARAKOLL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht., vjet.* Ndërtesë e thjeshtë dhe e ngushtë, e ngritur si kullë me mur ose prej dërrase, ku qëndronte roja që ruante kuflrin, hyrjen në një repart ushtarak etj., vendrojë; roja vetë; trupa e rojës. *Rrinte në karakoll. Nuk e la karakolli.*

KARAKTER,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e veçorive psikike me-kryesore, që shfaqen në veprimta-rinë e në sjelljen e njeriut në shoqëri dhe që e shquajnë personalitetin e tij; njeri me veçori psikike e morale të caktuara. *Me karakter të butë (të forte). Me ka-rakler të mbyllur. Tiparet e karakterit. Formohet ka-rakteri. Nuk u puqen karakteret. >*

2. Këmbëngulje e madhe, vendosmëri për t'ia arritur një qëllimi, vullnet i forte, qëndresë e burrëri. *Njeri me karakter. Dobësi (mungesë) karakteri.*

3. Ajo që e shquan diçka nga të tjerat, veti da-lluese e diçkaje. *Me karakter objektiv (subjektiv). Me karakter të përgjithshëm (të veçantë). Ka karakter klasor (politik, ideologjik). Kararakter shkencor (ar-tistik, pedagogjik). Ka karakter shoqëror (kombëtar, përparimtar ).*

4. *art., let.* Personazh që mishëron përmes tipareve individuale disa anë e veçori thelbësbre të përfaqë-suesve tipikë të një klase a shtrese shoqërore ose të një grupi a mjedisi shoqëror në një epokë të caktuar historike; tip. *Karakter letrar. Karakter i plotë (i gjallë). Karakter dramatik (tragjik). Karakter në le-tërsi (në art). Karakteret në prozën e Migjenit. Krijoi (dha) një kajikter të ri.*

KARAKTERISTlK,~E *mb.* 1. Që e dallon ose që e shquan dike a diçka, që karakterizon dike a diçka, që përcakton karakterin e dikujt a të diçkaje. *Tipar karakteristik. Veçori {shenjë) karakteristike.*

*2.* Që është a që paraqitet si diçka e veçantë në llojin e vet, i veçantë; që i përgjigjet karakterit të një njeriu, të një populli, të një epoke etj. *Veshje karakteristike. Këngë karakteristike. Erë (shije) karakteristike. Është karakteristike.*

KARAKTERISTlKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1.

Tërësia e vetive fizike e morale, të sjelljes e të ve-primtarisë së dikujt, që e dallojnë atë nga të tjerët; tërësia e vetive a e tipareve të jashtme të diçkaje, që e bëjnë të dallohet nga të tjerat; ajo që karakterizon dike a diçka ose ajo që përbën thelbin e diçkaje; përshkrimi, përcaktimi i karakterit të dikujt. *Karakteristike dalluese (kryesore, themelore). Karakteris-tikat teknike. Karakteristikat e nxënësit. Përshkruaj karakteristikat. Bëj (jap) karakteristikën e dikujt. 2.* Dokument zyrtar ku shënohen mendimet e qendrës së punës a të kolektivit për anët politiko-shoqërore e morale të dikujt, për sjelljen dhe punën e tij. *Karakteristika e qendrës së punës. Hartuan (i bënë, i dhanë) karakteristikën.*

KARAKTERIZOHEM *vetv.* 1. Kam si tipar karakteristik; shquhem, dallohem. 2. *Pës. e* KARAKTERIZOJ,.KARAKTERIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Jap

tiparet fizike e morale, të sjelljes e të veprimtarisë se dikujt, që e dallojnë atë nga të tjerët; bëj karak-teristikën, përshkruaj a tregoj karakterin e dikajt. *Karakterizoj personazhet.*

| 2. *vet. veta III.* Përbën tiparin a veçorinë dalluese të dikujt a të diçkaje, e bën të shquhet a të dallohet ijga të tjerët; përbën karakterin e dikujt. *Tnmëria Omikpritja) karakterizon popullin shqiptar.*

KARAKUSH,~I *m.* Sëmundje e kyçeve të këmbëve të disa kafshëve (e kalit, e mushkës etj.), që shfaqet me ënjtje dhe i bën ato të çalojnë.

KARAMANJOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Mekanizëm i thjeshtë me një thikë të madhe, më të cilën u prisnin

kokën atyre që ishin dënuar me vdekje (he kohën e sundimit osman në Shqipëri dhe në vende të tjera në mesjetë). *E dërgoi në karamanjollë. Mbretit ia prenë kokën me karamanjollë.*
KARAMBOL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Goditja
e dy bilave me bilën e pare, që vlerësohet me pike rië Jojën e bilardos; lojë bilardoje me tri bila, që luhet me dy lojtarë ose me dy çifte lojtarësh, të cilët përpiqen të bëjnë sa me shumë goditje të tilla. *Karambol i yështirë. Bëri karambole. Luaj karambol.*
*2. thjeshtligj.* Përplasje padashur e dy vetave, e dy makinave etj. *Bënë karambol.*
KARAMELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj sheqerke e mbështjellë me një letër të nolle; një kokërr e tillë; sheqerke. *Karamele të forta (të buta). Karamele me tnjaltë (me qumësht, me kafe, me lëng pemësh).*
KARANTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Masë mbrojtëse që merret për të parandaluar përhapjen e sëmundjeve epidemike, duke i mbajtur përkohësisht në një vend të veçuar nga të tjerët njerëzit e sëmurë, kafshët a bimët e prekura nga sëmundja, ata që dy-shohet se janë prekur nga një sëmundje ose njerëzit që kanë pasur të bëjnë me ta. *Karantinë e plotë (e forte). Karantinë veterinare. Karantinë për bimët. Afati (koha) e karantinës. U vendos karantina. E vunë (e mbajtën) në karantinë. E hoqën karantinën.*
2. Vend i veçuar, ku bëhet kontrolli shëndetësor i,njerëzve, i automjeteve ose i mallrave që vijnë prej një shteti a krahine të prekur nga një epidemi. *E çuan (e shpunëj në karantinë. Kaloi nëpër karantinë.*
I ë karantinë *diçkaje* (vendos karantinë për *diçka) libr.* ndaloj, nuk lejoj hyrjen e diçkaje; e kufizoj a e ndaloj përhapjen e diçkaje.
KARANTINOR,~E *mb.* Që lidhet me karantinën, që i përket karantinës, i karantinës; që i nënshtrohet karantinës. *Masa karantinore. Zone karantinore. Pe-riudha karantinore. Qendër karantinore. Dëshmi karantinore* dëshmia që vërteton se dikush ose diçka ka kaluar në karantinë.
KARAR,~I *m. biscd.* 1. Vendim që merret për një çështje a për një punë; mënyrë zgjidhjeje, rrugë-zgjidhje. *dha karar* e vendosi. *Ia gjeti kararin.*
*2.* Qëndrueshmëri; gjendje e qetë, qetësi, prehje. *Zuri karar. S'ka karar koha fmoti). Gjeti karar* zuri vend; u qetësua. *Mori (puna) karar* hyri në një gjendje të qëndrueshme, mori udhë. *E solli në karar* e solli në një gjendje normale. *Erdhi në karar* arriti në një gijendje prehjeje; u rregullua.
3. Masa, sasia a shkalla e duhur. *Çdo gjë me karar.*
*Fliste pa karar. Punonte pa karar. Gjella me kripë e kripa me karar. fj. u.*
•*k* S'i fle karari (mendja) s'i mbushet mendja; është i pavendosur. S'i gjendet karari *dikujt a diçkaje* a) nuk qetësohet dot (për një njeri); b) nuk rregullohet dot (për një punë).
KARASHTIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Përziej diçka.
2. Kthej lëmin a vrahun. *Karashtis vrahun.*
KARASHTISEM *vetv. bised.* 1. Përzihem. *U ka-rash'tisën dhentë. 2. Pës. e* KARASHTIS.
KARASHTISJE,~A . *bised.* Veprimi dhe gjen-dja sipas kuptimeve të foljeve KARASHTIS, KARASHTISEM.
KARAT,~I *m. sh.* ~, ~ËT. I. Njësi peshe për gurët e çmuar, e barabartë me 0,2 gram.
2. Një e njëzetekatërta pjesë e arit të paster, që gjendet në një send të artë ose që përmbahet në një sasi ari të përzier me metal tjetër. *Ar njëzet e katër (tetëmbëdhjetë) karatësh.*
*ir* Burrë (njeri) njëzet e katër karatësh *libr.* burrë që gjykon me pjekuri dhe nderohet nga të gjithë.
KARAVELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* I. Bukë e rrumbullakët; çyrek. *Punonin për një karavele.* 2. *përd. mb.* I lehtë, i kollajshëm. *S'është karavele.*
KARAVELË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Anije e vjetër spanjolle e portugeze me tre direkë e me vela.
KARAVIDHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. *zool.* Gaforre. *Llojet e karavidheve. Këmbët e karavidhes. Ecën si karavidhja.*
*2. fig. keq.* Njeri shumë i lëvizshëm, që nuk zë vend; njeri i paqëndrueshëm e dredharak, që vetë nuk rri i qetë e nuk lë të qetë as të tjerët. *Shportë ka-ravidhesh* grup njerëzish pa karakter e dredharakë, që nuk merren vesh, grinden e kacafyten vazhdimisht dhe i hanë kokën njëri-tjetrit.
KARBlT,~I m. *kim.* Bashkim i karbonit me një metal, kryesisht me kalciumin. *Karbit kokërr. Pluhur karbiti. Llambë me karbit.*
KARBOHIDRAT,~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET *biol., kim.* Bashkime organike të përbëra nga karboni, hi-drogjeni e oksigjeni, që gjenden me shumicë në na-tyrë, sidomos në prodhimet bimore, dhe përbëjnë bazën e gjithë veprimtarisë jetësore të organizmit të njeriut, të kafshës e të bimëve. *Grupi (lloji) i karbo-hidrateve. I pasur me karbohidrate.*
KARBON,~I *m.* 1. *kim.* Element kimik, jometal, që gjendet në natyrë i lire ose në të gjitha lëndët organike *(simboli C). Karbon radioaktiv. Çelik me karbon. Oksid karboni* gaz i përbërë nga karboni dhe oksigjeni, pa ngjyrë, pa shije, helmues, që digjet lehtë. *Sulfuri i karbonit* lëng pa ngjyrë, helmues, me erë si të vezës së prishur, që avullohet shpejt.
2. Laps i zi që përdorin piktorët për vizatime. *Vizatim me karbon.*
3. në *sh.* ~E, ~ET *tek.* Elektrodë qymyri (në apa-ratet kinematografike).
-*k* Letër karboni letër e Iyer me bojë që përdoret zakonisht në daktilografi për të shtypur një shkrim në disa kopje.KARBONIK,~E *mb. kim.* I përbërë nga karboni dhe oksigjeni, që përmban dyoksid karboni. *Gaz karbonik* gaz pa ngjyrë, me i rëndë se ajri, i tretshëm në ujë dhe helmues; dyoksid karboni. *Acid karbonik* acid që formohet nga shkrirja e gazit karbonik në ujë, acid i përbërë nga karboni, hidiogjeni e oksigjeni. *Ujëra karbonike. Çelik karbonik.*
KARBONIZIM,~I *m. libr.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KARBONIZOJ, KAR-BONIZOHET. *Karbonizimi i drurit. Karbonizimi i lëndës.*
KARBONIZOHET *vetv. libr.* 1. Kthehet në karbon, bëhet qymyr; ngopet me gaz karbonik (një tretësirë a një lëng); shpërbëhct duke u djegur ngadalë në temperature të lartë (për një lëndë bimore a shtazore). *Karbonizohen drutë.*
2. *Pës. e* KARBONIZOJ.
KARBONIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Kthej diçka në karbon a në qymyr; shpërbëj duke e djegur ngadalë në temperature të lartë (një lëndë bimore ose shtazore); përpunoj a ngop me gaz karbonik (një tretësirë a një lëng).

KARBONIZUAR (i,e) *mb. libr.* Që është kthyer në karbon, që është bërë qymyr duke u djegur ngadalë në temperature të lartë; që është shpërbërë. *Dru i karbonizuar. Lëndë të karbonizuara. Trupa të karbo-nizuar.*
KARBCR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *kim.* Trup i përbërë që përftohet nga bashkimi i karbonit me metale (me hekurin, me kalciumin etj.). *Karbur alumini. Karbur kalciumi.*
KARBURANT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Lëndë dje-gëse e lëngët (benzine; haftë etj.), që përdoret për të vënë në punë motorët me djegie të brendshme; lëndë djegëse që vë në lëvizje një makinë a një me-kanizëm. *Depo karbwranti. Kursej karburantin.*
KARÇlN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Keci në moshën kur këputet nga e ëma; kec motak; ftujak. *Ruante (kulloste) karçinët. Kërcen si karçin.*
KARDIAK,~E *mb. mjek.* 1. Që ka të bëjë me zem-rën, i zemrës; që lidhet me një sëmundje të zemrës ose që shkaktohet prej saj.
2. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri që vuan hga një sëmundje e zemrës.
KARDINAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Titulli me i lartë pas papës në hierarkinë kishtare katolike; ai që mban këtë titull (në vendet ku vepron kisha katolike).
KARDIOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjek i spe-cializuar për sëmundjet e zemrës.
KARDIOLOGJI,~A . 1. Degë e veçantë e mje-kësisë që merret me studimin e me mjekimin e së-mundjeve të zemrës. *Kardiologjia e fëmijëve. Studimet në fushën e kardiologjisë.*
2. Sektor i veçantë në një klinikë ku vizitohen të sëmurët nga zemra; pavijon i posaçëm në një spital ku mjekohen këta të sëmurë.
KARE *ndajf.* Shkurt, duke i marrë krejt prapa e anash dhe duke i lënë pak më të gjatë në pjesën e përparme të kokës (për flokët). *Me flokët kare. Qethem (pres flokët) kare.*
KARFICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjilpërë e
kthyer, me një gur të çmuar ose me një send tjetër zbukurimi, që e vënë grate si stoli në bluzë, në fustan ose në kokë për të mbajtur flokët. *Karficë e artë. Kar-ficë me gur të çmuar. Karficë koke (për flokë). Karficë kravate.*
2. Gjilpërë e kthyer që përdoret për të kapur një petk të shqepur, për të mbërthyer një bluzë në vend tS kopsës etj. *Mbërthej me karficë.*
KARFOS *kal.,* ~A, ~UR.l. Kap me karficë (një petk, disa letra etj.); vë karficë (në një bluzë, në një fustan etj.). *Karfos këmishën. Karfos fletët. E karfosi në bluzë.*
*1.* Qep rrallë me pe. *Karfos dyshekun.*
3. E kap dike për fyti; e shtrëngoj dike a diçka me duar a me ndonjë mjet; vë puq; ngjit; mbyll mirë. *E karfosi më të dy duart. Karfos me gozhdë. E karfosi për muri (për peme).*
4. *fig.* E nënshtroj dike, e bëj të me bindet, e vë poshtë; i marr mendjen.
5. *vet. vela ill fig. (zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* Me mbërthen, me pushton (një ndjenjë); me vë poshtë (një sëmundje); përfshin, ngërthen. *E karfosi gjumi. E karfosi reuma-tizmi. Kriza ka karfosur vendet kapitaliste.*
KARFOSEM *vetv.* 1. Rri ngjitur me dike a pas diçkaje; ngjitem pas dikujt ose pas diçkaje. *Karfosem pas murit (pas pemës).*
2. Kacafytem me dike. *U karfosën e s'i ndanin dot.*
3. *fig.* Pushtohem a mbërthehem (nga një ndjenjë ose nga një sëmundje), mposhtem, mundem.
4. *Pës. e* KARFOS.
KARGATIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shtrij diçka, e zgjat a e zgjeroj duke e tërhequr (një tel, një plaçkë etj.). *Kargatis telat. Kargatis stofin.*
2. Pezmatoj, acaroj. *la kargatisi lëkurën.*
KARIKATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Krehër fishekësh. *Karikator automatiku (mitralozi, pistolete). Karikator rezervë. Karikator me dhjetë fishekë. Zbraz,i (harxhoi) dy karikatorë. I vë (i heq) karikatorin.*
KARIKATURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *art.* Lloj
i artit figurativ që kritikon e demaskon anët negative në sjelljet e në veprimet e dikujt nëpërmjet paraqitjes së zmadhuar e qesharake të tipareve e të të metave; vizatim që zmadhon tiparet e të metat e dikujt dhe i paraqet ato në mënyrë qesharake. *Karikaturë miqësore. Ekspozita e karikatur:ës. Bëj një karikaturë.*
2. Dikush a diçka që ka një paraqitje qesharake a të vajtueshme në krahasim me atë që duhet të ketë ose me dike a diçka tjetër. *U be karikaturë. Është një karikaturë. Arti abstraksionist është karikaturë e artit të vërtetë.*
KARIKATURlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Piktor që bën karikatura; artist në gjininë e karikatures. *Karikaturist i njohur.*
KARIKATURIZOJ *kal.,* ^VA, ~UAR. 1. Bëj
karikaturën e dikujt a të diçkaje.
2. *fig. libr.* E paraqit dike a diçka në mënyrë qesharake, si karikaturë; e bëj qesharak.
KARlQ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Rrjetë katrore me cepa të lidhur në majat e dy purtekave të vendosura kryq, që përdoret për të peshkuar zakonisht në liqene e në lumenj.KARKACUL,~E *mb. bised.,keq.* 1. I gjatë dhe i hbllë (për njerëzit e për sendet).
2. I veshur keq, i veshur me rroba të grisura, i rreckosur; që s'ka rroba në trup, lakuriq.
3. *përd. ndajf.* Pa asnjë rrobë në trup, lakuriq. *Mbeti karkacM.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2 të mbiemrit (për njerëzit).
KARKALEC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Kandërr me trup të madh e me krahë zakonisht në ngjyrë si të gjelbër, me këmbë të gjata, që kërcen me shkathtësi e fluturon larg dhe që dëmton rëndë të lashtat. *Kar-kalec i gjelbër. Karkalec i murrmë. Tufë (re) karka-lecash. Shfarosja e karkalecave. Kërcen si karkalec.*
2. *zool.* Kafshë deti që i ngjet kësaj kandrre, që e ka trupin të mbuluar me luspa rrathë-rrathë në ngjyrë të gjakut dhe që ka mish të shijshëm. *Karkaleca deti. Gjuaj karkaleca.*
3. *bised., tek.* Ekskavator i vogël, që përdoret për hkpjen e kanaleve, të transheve ose të themeleve të shtëpive, për 'zhvendosje dheu etj.
4. *fig.* Njeri me trup të gjatë, të hollë e të dobët; njeri me trup të lehtë, që lëviz e kërcen shumë.
Ngeci karkaleci *tall,* thuhet kur dikush ngec në një punë ose bie ngushtë dhe nuk di si t'ia bëjë.
KARKANAQE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Lloj gu-Tdbijeje që piqet në furrë pasi është Iyer përsipër me vëzë e me gjalpë.
KARKANXHOLL,~I *m. mit.* Figure mitologjike, që përfytyrohej si njeri i vogël, shkurtabiq, i veshur me

këmishë prej hekuri dhe që ishte i zoti të bënte çudira (sipas besimeve të kota). *Këmishë karkanxholli.*

KARKASHINË,~A *sh.* ~A, ~AT. Qengj ose këc i dobët, i paushqyër dhe i pazhvilluar mirë; kafshë e dobët, *Mbeti karkashinë.*

KARKAT *jokal.,* ~I, ~UR. 1. Lëshon britmë, bërtet (për bretkosën); kuak. *Karkat bretkosa.*

2. *bised., mospërf.* Lëshon britma si ato të bret-kosës; bërtet kot dhe asnjeri nuk e dëgjon. *Ç'karkat ashtu?*

KARKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tjegull shumë e pjekur.

KARKËRlMË,~A *sh.* ~A, ~AT. Tokë e keqe, jopjellore, tokë me gurë; bokërrimë. *Prodhojnë edhe kdrkërimat tani.*

KARMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkëmb i madh.*-I* ngrihet thikë në bregun e një lumi a në breg. të detit.

2. Vend i zhveshur, pa bimësi, në faqen e pjerrët të një kodre a në shpatin e një mali; vend i thepisur, rrëpirë. *Ngjiten karmave.*

3. Grumbull i madh sendesh të vena stive pa rre-gull; kapicë. *Karmë drush.*

\ir la dha kannën *dik'ujt* e pi-r,-jri më të shtyra e!.të shara, e dëboi, i <lha derrmcn.

KARMOHEM *vetv.* 1. Rrëzohem nga një shkëmb ainga një vend i thepisur; rrëzohem përtokë. 2. Zbres poshtë një rrëpire; vithisem.

KARMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Nxjerr dike përjashta më të shtyra e më të shara; dëboj, përzë, heq qafe, i jap dërrmën.

2. 1 jap një të shtyrë dhe e rrëzoj; e shkatërroj. *E karmoi shtëpinë.*

KARNAVAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Festim me karakter fetar që bëhet në fillim të pranverës dhe vazhdon disa ditë, gjatë të cilave njerëzit dalin nëpër rrugë e hedhin valle me maska, të veshur me rroba jo të zakonshme (në disa vende të Evropës e të Ameri-kës; në të kaluarën edhe rië Shqipëri). *Ditë (natë) karnavalesh.*

2. *fig.* Njeri i veshur në mënyrë jo të rregullt, që i bën të tjerët të qeshin; palaço. *Ç'është bërë kështu, karnaval!*

3. *fig.* Punë qesharake, veprim jo serioz.

KARO,~JA . *sh.* ~, ~TË. Një nga katër llojet e letrave të bixhozit me shenjë si romb në ngjyrë të kuqe; letra me këtë shenjë. *Kishte dy karo.*

KAROTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barish-tore me gjethe të buta që dalin tufë afër rrënjës dhe me rrënjë boshtore më të gjerë përsipër e në ngjyrë tulle, që ka vlera të mëdha ushqimore; rrënja e kësaj bime, që përdoret si ushqim. *Karotë e egër* karotë që del nëpër toka kodrinore, rrënja e së cilës nuk hahet. *Karota të ziera. Ngjyrë karotë. Pure karotash.*

KARPENTIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor i kualifikuar që bën punë të thjeshta me dru e me dë-rrasa, që merret me ngritjen e armaturave në ndër-tim etj.; marangoz. *Brigada e karpentierëve. Punon si karpentier.*

KARPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkrep.

KARPUZ,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Shalqi. *Fara kar-puzi.*

KARSTIK,~E *mb. gjeogr.* Që përbëhet nga gurë gëlqerorë, me gropa e me shpella etj.; që përmban gëlqere. *Zone (pllajë) karstike. Gurë karstikë.*

KARSHl *bised.* I. *ndajf.* Përballë, ballë për ballë, përkundrejt. *Karshi për karshi. I rri karshi. Dal (ulem) karshi.*

II. *parafj.* 1. Përballë dikujt a diçkaje, kundrejt; përpara syve të dikujt, përpara. *Karshi babait. Karshi shtëpisë. Karshi diellit.*

2. Ndaj, në lidhje me... *Karshi Atdheut (Partisë, popullit). Karshi detyrës. Karshi prindërve.*

3. Në krahasim me... *Karshi vitit të kaluar.*

KARTAGJENAS,~I *m. sh.* ~, ~IT *hist.* Banor vendës nga Kartagjena (qytet e shtet i lashtë në Afrikën e Veriut) ose ai që ishte me prejardhje nga Kartagjena.

KARTAGJENAS,~E *mb. hist.* Që lidhet me Kar-tagjenën (qytet e shtet i lashtë në Afrikën e Veriut) ose me kartagjenasit, që ishte karakteristik për Kar-tagjenën ose për kartagjenasit, i Kartagjenës ose i kartagjenasve; që është krijuar nga kartagjenasit. *Anije kartagjenase. Ushtria kartagjenase. Tregtarët kartagjena?. Arti kartagjenas.*

KARTEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *ek.* Një nga format e monopolit, që u ruan një fare pavarësie ekonomike ndërmarrjeve e shoqërive pjesëmarrëse, të cilat për të siguruar sa me shumë fitime bëjnë ndërmjet tyre marrëveshje për yëllimin e prodhimit të mallrave, për tregjet e për çmimet e shitjes dhe shfrytëzojnë kështu në mënyrë të egër klasën punëtore e punonjësite tjerë. *Kartel ndërkombëtar. Karteli i çelikut. Bashkim kartelesh. Krijimi i karteleve.*

KARTELË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Një fletë letre a.dy fletë të trasha të lidhura bashkë, ku shënohen të dhëna të ndryshme për një të sëmurë, për një anëtar të një organizate a shoqate, për një mall etj. *Kartelë personate. Kartela e të sëmurit. Kartela e vaksinimit. Kartela e bibliotekës. Hap (çel) një kartelë. Plotësoj (mbush) kartelën. Nënshkruaj kartelën.*

KARTELtST,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që mbush kartelat më të dhënat e nevojshme dhe i sistemon ato në një kartotekë; ai që mban shënimet e duhura në kartela.

2. *fin.* Punonjës i llogarise që mbush e sistemon kartelat dhe përputh e kontrollon të dhënat e tyre me ato të librit të llogarise.

KARTELlSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KARTELIST,~I.

KARTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Letër. *Kartë e hollë (e trashë). Kartë e shkruar. Kartë cigareje* letër e hollë që mbështjell duhanin për të bër6 cigare. *Është prej karte. I dërgoi (i shkroi) kartë.*

*2.* Kartelë.

3. Përmbledhje parimesh a rregullash për ndërtimin dhe për veprimtarinë e një organizate ose të një shoqate. *Karta e QKB-së. Në përputhje me Kartën.*

• I hapi (i zbuloi) kartat (letrat) *shih te* HAP. Kartë (letër) e djegur *shih te* DJEGUR (i,e). Me karta (me letra) të hapura *shih te* HAPUR (i,e). KësMjellë (kala) prej karte (prej letre) *shih te* KËSHTJELLË,~A. Iu dogjën kartat (letrat) ndër (në) duar *dikujt shih te* DIGJEM. T'i lexon (t'i këndon) kartat Oetrat) në xbep *shih te* LETËR,~RA. Luaj (hedh, përdor) kartën (letrën, gurin, zarin) e fundit *shih te* FU" NDIT (i,e). Shënim në kartën e regjistrimit një nga masat ndëshkimore me karakter edukimi, e cila i jepet një anëtari të Partisë së Punës të Shqipërisë për gabimet që ka bërë.

KARTËMONEDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Letër me vlerë që përdoret si para, në vend të monedhës prej metali të çmuar, për blerjen a shitjen e mallrave; biletë banke. *Qarkullimi i kartëmonedhës.*

KARTËPOSTALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kar-tolinë. *Dërgoi (mori) një kartëpostale.*

KARTËVIZITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fletë e vogël prej letre të trashë, ku është shtypur adresa, ernri dhe mbiemri i një njeriu, që e përdor këtë për urime, për njoftime të thjeshta, për të ftuar dike etj. *Kartëvizitë për urim. I dorëzoi (i dha) kartëvizitën. Mori kartëvizitën.*

KARTOLERI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Dyqan ku shiteshin lapsa, pena, fletore e sende të tjera shkollore.

KARTOLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fletë letre e trashë, në trajtë katërkëndëshe (zakonisht me për-masat 9 x 15 centimetra), që ka nga njëra anë foto-grafi a vizatime dhe që mund t'i dërgohet dikujt si letër pa zarf; fotografi me këto përmasa. *Kartolinat e Vitit të Ri. Dërgoj (marr, shkruaj) një kartolinë.*

♦ K a r t o l i n a e zjarrit *usht.* plani dhe skica e luftimit, që përmban të dhëna për pozicionet e zjarrit, vendosjen e armëve të zjarrit, zonat që mund të mbeten të vdekura nga zjarri etj.

KARTON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Letër e trashë dhe e forte që përdoret për të bërë kuti të ndryshme, ka-pakë librash etj.; një cope prej kësaj letre. *Karton i valëzuar. Karton i ngjeshur. Prodhimi i kartonit. Fabrikë kartoni. Kuti (valixhe) prej kartoni.*

KARTOTEKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tërësia e kajtelave ose e skedave, më të dhëna të ndryshme për dike a për diçka, që janë sistemuar e renditur sipas rendit alfabetik ose sipas çështjeve që përfshihen në to; vendi me dollapët e posaçëm, ku mbahen këto kartela a skeda. *Kartoteka e spitalit. Kartoteka e leksikut. Pasurimi i kartotekës. Punon në kartotekë.*

KARTUC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Karton.

KARTHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Ajdës. *Karthë e egër* rrunjë.

KARTHJ(E,~A . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Degë të holla drurësh, zakonisht të thata, që përdoren për të ndezur zjarrin ose për të bërë flake; shkarpa; degë dushku me gjethe, që përdoren si ushqim për bagëtinë. *Një dorë karthje. Mbledh karlhje.*

KARTHPULË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Drokth, fshikartë.

KARVAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Varg i madh kafshësh, të ngarkuara me plaçka ose me ushqime e të shoqëruara nga qiraxhinj, që bëjnë udhëtime të largëta (në vende ku mungojnë rrugët automo-bilistike). *Karvani i qiraxhinjve. Karvan devesh. I priu karvanit. Qentë le të lehin, karvani shkon përpara. fj.u.*

2. Varg njerëzish, kafshësh ose automjetesh që udhëtojnë bashkë ose lëvizin në të njëjtin drejtim. *Karvani i dasmorëve. Karvan patash. Karvan anijesh.*

3. Numër i madh; varg frymorësh ose sendesh; tufë. *Një karvan fëmijë. Një karvan plaçka.*

4. *përd. ndajf.* Si varg, njëri pas tjetrit, në radhë për një. *U radhitën karvan.*

• Y 11 i i Karvanit *astr.* Afërdita.

KARVANAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Qira-xhiu që i printe karvanit.

2. Ai që vihet në krye të karvanit me kafshë të ngarkuara, ai që udhëheq karvanin.

KARVARIQ,~I m. *sh.* ~A, ~AT. Rrjetë peshkimi në trajtë shporte dhe me një bisht të gjatë, më të cilën zakonisht mbledhin peshqit nga rrjetat e mëdha. *Gjuaj me karvariq.*

KARRABISHT,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Gër-shërëz.

KARRACE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Mushkë mo-take.

KARRANIT *kal.,* ~A, ~UR. Shtrij rrafsh me token; rrëzoj a shtrij dike të vdekur përdhe.

KARRAPUC,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lëmsh i ngjeshur, shuk i forte.

2. *fig.* Njeri i forte, i zoti dhe i vendosur. *Paska qenë karrapuc!*

3. *përd. ndajf.* Si lëmsh, shuk; gërmuq, kruspull. *Ishte mbledhur karrapuc.*

KARRAVESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shkop i gjatë që ka në majë një kërrabë dhe përdoret për të afruar degët e pemëve kur i vjeli m ose për të këputur më të kokrrat një nga një.• E mori karravesh *(fjalën)* e keqkuptoi atë që u tha, e mori tjetër për tjetër, e mori ters.

KARREM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *zool., krahin.* Kifimb tokc, glister.

2. Krimb, cope buke etj., që vihet në majë të grepit për të ndjellë peshkun; ushqim që vihet në një kurth a në grackë për të ndjellë kafshët që duam t'i kapim. *yë karremin. Gjuaj me karrem.*

3. *fig.* Mjet mashtrimi që përdoret për të kapur ose për të nënshtruar dike.

KARRIERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Koha sa zgjat shërbimi i dikujt; përparim i shpejtë i dikujt në një fushë të caktuar të veprimtarisë shtetërore e shoqërore; gradim i shpejtë. *Gjatë karrierës së tij. Beri karrierë. Filloi karrierën. Ëndërronte për karrierë.*

2. Veprimtari e caktuar; profesion. *Karriera ush-tarake (artistike) e dikujt.*

KARRIERIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Ai që mendon dhe synon të bëjë karrierë; ai që i vë vetes si qëllim kryesor e përpiqet të zërë poste sa më të larta shtetërore e shoqërore, për përfitime e mirëqenie vetjake, pa marrë parasysh të mirën e përgjithshme. *Ishte karrierist.*

KARRIERIST,~E *mb. keq.* Që ka të bëjë me karrierizmin c me karrieristin, që është tipar i ka-rrieristit; që synon të bëjë karrierë. *Me qëltime (me synime) karrieriste. Njerëz (elementë) karrieristë.*

KARRIERIZËM,~MI *m. keq.* Synim i vetëdij-shëm për të zënë poste sa më të larta në punët shtetërore e shoqërore, për të siguruar mirëqenien vetjake e sa me shumë përfitime për vete pa marrë parasysh të mirën e përgjithshme; mënyra si mendon dhe si vepron një karrierist. *Lufta kundër karrierizmIt.*

KARRIGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ndenjëse për një njeri, me katër këmbë, me shpinëz dhe pa mbështetëse për krahët. *Karrige lëvizëse (rrofulluese). Karrige kashte. Karrige elektrike* ndenjëse që përdoret në vendet kapitaliste për të zbatuar dënimet me vdekje me anë të rryrnës elektrike. *Shpinëza e ka-rrigës. Rri (ulem) në karrige.*

*2. fig. keq., bised.* Vend pune në zyrë, vend i rehat-shëm pune. *Ka zënë një karrige. Ruante karrigen.*

*is* Rri (qëndron) mbi dy karrige *keq.* i bën qejfin edhe njërit edhe tjetrit për të përfituar nga të dy krahët; nuk është parimor dhe i qëndrueshëm në pikëpamjet e tij.

KJVRRIQ,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* Masë drithi afërsisht sa një shinik; broke. *Dy karriqa drithë.*

KXRRO,~JA . *sh.* ~, ~T. I. Qerre me dy a me katër rrota, që e ka rrethin e rrotave të veshur me hekur, tërhiqet nga kuajt dhe përdoret zakonisht për të mbartur ngarkesa të rënda; karrocë. *Zhurma e ka-rrove. Punishtja e karrove.*

2. Karrocë dore. *Shtyj karron.*

KARROCABËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Karroca-punues.

KARROCAPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën dhe ndreq karroca.
KARROCERl,~A . *sh.* ~, ~TË. Pjesa e sipërme e një automjeti, tërësisht a pjesërisht e mbuluar, ku rrinë udhëtarët ose vendosen ngarkesat; trupi i një
automobili pa motorin dhe pa rrotat. *Karroceri e mbuluar (e mbyllur, e zbuluar, e hapur). Karroceri autobusi (kamioni). Hipi në karroceri.*
KARROCË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Mjet për udhëtime e për mbartje, me dy a me katër rrota dhe me balestra, që tërhiqet nga një kale ose nga disa kuaj. *Karrocë e mbyllur (e hapur). Karrocë dyvendëshe. Karrocë plehrash. Karroca e të vdekurve. Kale karrocë. Shëtit (udhëton) me karrocë.*
*2.* Mjet i thjeshtë prej druri a metali me një rrotë, me dy këmbë dhe me dy doreza, që shtyhet nga një njeri dhe që përdoret për të mbartur dhe, gurë etj. në largësi jo të mëdha. *Karrocë dore. Shtyj ka-rrocën.*
3. Mjet i vogël me katër rrotëza të veshura me gome, që shtyhet nga një njeri dhe përdoret për të çuar diku fëmijët e vegjël. *Karrocë fëmijësh. Karrocë e mbyllur (e hapur). E shëtit (e shpie) fëmijën me karrocë.*
• Kale karrocë *shih te* KALË,~I.
KARROCIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që nget një karrocë me kuaj.
KARROOFIÇINË,~A *sh.* ~A, ~AT. Makinë e madhe e mbyllur, e pajisur më të gjitha mjetet për të bërë punë të ndryshme mekanike, ofiçinë lëvizëse e vendosur mbi një automjet.
KARROPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. AI që bën dhe ndreq karro.
KARROQE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Enë e drunjtë, e rrumbullakët dhe me një dorezë, që nxinte tetë dëri dhjetë kilogramë dhe që përdorej si masë drithi; sasia e drithit që nxinte një enë e tillë. *Një karroqe miser (fasule). Bleu pesë karroqe grurë.*
2. *krahin.* Vedër.
3. *fig. mospërf.* Njeri i trashë nga mendja, të cilit s'i hyn asgjë në kokë.
• U be karroqe (tape, thumb, tivadfa, xurxull, bërryl,fushë) *thjeshtligj. shih te* BËHEM.
KARRTET *vetv.,* ~ (u), ~UR *krahin.* 1. Piqet (pema, drithi etj.).
2. Fihket e thahet (një bimë). KARRUKE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *shih* KARRUP,
KARRUL'E,~JA *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Qylahu që mbanin dervishët; tac.
KARRUP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj rrjete peshkimi në trajtë shporte, me një vrimë në mes, ku hyn peshku dh,e s'del dot.
KAS *ndajf.* Me dy këmbët e parme përpjetë dhe duke u mbështetur vetëm në dy këmbët e prapme (për kalin, mushkën etj.). *U ngrit kas.*
KASABA,~JA . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Qytet. *U be kasaba. Vajti në kasaba.*
KASAFORTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dollap ose arkë prej hekuri ku ruhen para, sende me vlerë dhe dokumente të rëndësishme. *Çelësi i kasafortës. Mbyll në kasafortë. Thyen kasafortën.*
KASAP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ther bagëti; shitës mishi; *vjet.* ai që therte bagëti e shiste mish në dyqanin e tij.*2. keq.* Njeri i pamëshirshëm dhe i egër, njeri që rreh, vret e ther njerëz dhe nuk ka dhembshun. *Ka-sapët imperialistë. Ra në thonjtë e kasapit.*
3. *keq.* Kirurg i paaftë, kirurg kërpaç.
• Shkoi (vajti) si cjapi te kasapi *shih te* CJAP,~I.
KASAPHANË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet.* Ther-tore.
2. *fig.* Gjakderdhje, vrasje e plagosje në masë; kërdi. *Kasaphanë e tmerrshme. Kasaphana e luftës. U be kasaphanë.*
KASATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Akullore e ngrirë, në forma të ndryshme e zakonisht me disa shtresa.
KASAVET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Merak a kujdes i madh për dike a për diçka, gajle, dert; shqe-tësim, brengë. *Mos ki kasavet! E ka kapur një kasavet i madh. Ç'të ha ty ai kasavet?!*
KA”SË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Arkë e vogël prej druri ose dollap hekuri, ku ruhen sende të ndryshme me vlerë (plaçka, para etj.); arkë. *E mbushi kasën. Nxori nga kasa.*
2. *shih* ARKË,~A 3-5. *Paguaj në kasë. U harxhua kasa.*
3. *usht.* Pjesa kryesore prej druri e një arme të lehtë (e pushkës, e automatikut etj.), ku mbërthehen tyta, shuli dhe pjesët e tjera të metalta. *Ndaj tytën nga kasa.*
4. Korniza e derës a e dritares, që mbërthehet në mur. *Kasë dere (dritareje).*
KASKETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kapelë burrash me strehë, e thjeshtë dhe e lehtë, që bëhet zakonisht prej stofi, prej doku etj. *Kasketë verore. Kasketë kadifeje (meshine). Streha e kasketës.*
KASKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kapelë mbrojtëse zakonisht prej metali; helmetë. *Kaskë hekuri. Kaskë minatori (zjarrfikësi).*
•*k* Kaskat blu ushtarë që dërgohen në një vend nga Organizata e Kombeve të Bashkuara gjoja për të mbajtur rregullin e qetësinë, po që në të vërtetë u shërbejnë imperialistëve e socialimperialistëve për të shtypur lëvizjet çlirimtare.
KASNAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Secili prej dy rrathëve që vihen sipër ballukeve të djepit.
KASNEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Lajmëtar; lajmës. *Zëri i kasnecit. Dërgoi kasnecë.*
*2. përb.* Ai që i bën reklamë një pune a veprimi të dikujt; tellall. *Kasnecët e imperializmit (e borgjezisë).*
KASNECOHET. *Pis. e* KASNECOJ. *Kasnecohet me zhurmë të madhe.*
KASNECOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vjet.* Çoj një lajm me kasnec, përhap një lajm ose një urdhër me kasnec; shpall, lajmëroj.
2. *keq.* I bëj reklamë një pune a një veprimi të dikujt; shpall me bujë e bëj të njohur botërisht një punë a veprim që kam bërë vetë.
3. *fig. poet.* Paralajmëroj ardhjen ose afrimin e dikujt a të diçkaje. *Lulet kasnecojnë pranverën.*
KASOLLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ndërtesë e thjeshtë përdhese, e bërë me thupra të thurura, me qerpiçë, me gurë etj. dhe e mbuluar me kashtë, ku mbajnë bagëtinë; ndërtesë e tillë, ku banonin familjet
e varfëra para Çlirimit, plevicë, kolibe. *Kasolle bagëtish (dhënsh, lopësh). Kasolle prej kashte (prej balte). Kasolle me thupra (me qerpiçë, me gurë).*
2. Plevicë për të mbajtur bar, kashtë etj. për bagëtinë.
3. Strehim i përkohshëm veror, i ndërtuar zakonisht me thupra e me kashtë, ku fle bariu ose rojtari.
4. Stele qeni. *Kasollja e qenit.*
• Prish shtëpi e bën kasolle *u. shih te* SHTËPI,~A.

KAST,~I *m. bised.* Qëllim i paramenduar, para-mendim. *E bëri me kast.*
KASTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grup i vogël dhe i mbyllur shoqëror, me njerëz që kanë një origjinë të përbashkët, lidhje gjaku a profesioni, interesa të njëjta klasore dhe të drejta të veçanta (në Hindi dhe në disa vende të tjera të Lindjes). *Kastat e larfa. Kasta e brahmanëve. Kasta ushtarake e Egjiptit^.*
*2. keq.* Grup i vogël njerëzish, që kanë një pozitë shoqërore të veçantë, që mbrojnë interesat e ngushta vetjake dhe e ndajnë veten nga të tjerët. *Kastë bu-rokratike.*
KASTILE *ndajf. bised.* 1. Me qëllim, me paramendim; nergut. *Shkoi (vajti) kastile. E dërgoi (e vonoi) hostile, la bëri kastile.*
*2.* Në mënyrë të posaçme, posaçërisht. *Shkuan kastile për atë punë.*
KASTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Gjitar i madh brejtës, me kokën si hinkë, me bisht të gjatë dhe me lëkurë të mbuluar me qime në ngjyrë të kuqërreme, që jeton në strofka të ndërtuara me dëgë e me baltë zakonisht buzë lumenjve; lëkurë' e punuar e kësaj kafshe. *Këpucë (pallto, çantë) kastori.*
KASTRAVEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* 1. Bimë njëvjeçare, me kërcell të shtrirë përtokë dhe me gjethe të mëdha pëllëmbore, që bën një fryt të gjatë, të trashë e me ngjyrë të gjelbër; fryti i kësaj bime, që përdoret i njomë për sallatë ose bëhet turshi; trangull.
2. Lloj fiku që i bën kokrrat të mëdha e të gjata.
3. *përd. mb. fig. keq.* I papjekur dhe pa përvojë në jetë; budalla. *Ishte fare kastravec.*
Mos i shit kastraveca bostanxhiut! *shih te* BOS-TANXHI,~U. Mbolli bostan e i dolën kastraveca
*iron, shih te* MBJELL.
KASTRlQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Gjarpër i madh, i gjatë deri në një meter e gjysmë, me kokë të shtypur, që ka mbi shpinë tri shirita me ngjyra të ndryshme; soval.
KASHAI,~A . *sh.* ~, ~TË. Kruese e metaltë si furçë katërkëndëshe e dhëmbëzuar, e cila përdoret për të kashaisur kafshët shtëpiake që e kanë qimen të shkurtër.
KASHAlS *kal.,* ~A, ~UR. Kreh; pastroj e kruaj me kashai qimet e kalit, të lopës, të derrlt etj. *Kashais kalin (kaun, derrin).*
KASHAlSET. *Pës. e* KASHAIS.
KASHAISJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KASHAIS, KASHAlSET.
KASHELASHË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Gjë e gjëzëy *Thonë kashelasha.*
KASHER,~I *m.* Një Hoj kaçkavalli.KASHËR,~RA *sh.* ~RA, ~RAT *bot., krahin.* Xunkth.
KASHNJET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pyll me gështeoja, vend me gështenja.
KASHTARE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Kashtë; grumbull me kashtë drithërash.
2. Hamullore gruri, misri etj.
3. *shih* KASHTORE,~JA 5,7
4. Flakadan.
KASHTË,~A . *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. 1. *bot.* Bimë njëvjeçare, me kërcell të hollë, të gjatë, me gjethe heshtore, që rritet nëpër këneta dhe përdoret për të mbuluar kasollet, për të thurur rrogoza etj.; kallami i kënetës. *Kashtë rrogozi. Kasolle kashtë. Karrige' kdshte. Presin kashtë. E mbuloi me kashtë. I shtroj kashtë.*
2. Kërcelli i prerë bashkë me gjethet e thara të të lashtave, pa kokrrat ose pa kallirin; kërcelli i drithërave qëimbetet pas shirjes. *Kashta e grurit (e misrit, e thek-rëi). Fije kashtë. Kapelë kashtë. Dyshek me kashtë. Ngjyrë kashtë. Ndaj kallirin nga kashta. Vunë kashtën muliar. Shtroj (mbush) me kashtë.*
3. *fig. bised.* Pamja e jashtme; gjatësia trupore, trupi. *Ipaktë nga kashta.*
4. *fig.* Diçka pa vlerë.
•*it* Flake (zjarr) kashtë vrull që nuk mban për një kohë të gjatë, nismë që nuk zgjat shumë. Nuk ha kashtë (bar) *shih te* HA. U bënë kashtë e koqe u shpër-ndanë andej-këtej, u përhapën nga të katër anët; u shpartalluan. I bie kashtës përmbi kallinj është mendje-madh. Dimri ha kashtë (gurë, gozhdë) *shih te* DIMËR, ~RI. E do si kau kashtën *iron, shih te* KA,~U. Fut zjarrin në kashtë nxit qëllimisht diçka, ndez një grindje a mosmarrëveshje. I hodhi kashtë syve *dikujt* e mashtroi dike, e gënjeu, i hodhi hi syve. Humbi si gjilpëra në kashtë *shih te* GJILPËRË,~A. Ka (mban) çelësat (hapëset) e kashtës *iron,* s'ka asgjë në dorë; nuk varet aspak prej tij (një punë). Kapet (mbahet) pas fijes së kashtës (së flokut, së perit) *shih te* FIJE, ~A. Kërkon gjilpërën (qimen) në kashtë (në bar, në muliar) *shih te* GJILPËRË,~A. Kërkon pleshta në kashtë *shih te* PLESHT,~I. Ndaj kashtën (bykun) nga kokrrat *shih te* BYK,~U. Rrinte si beii në kashtë *tall,* krekosej, mbahej rëndë kot. Lule kashtë *bot A shih te* LULE,~JA.
*KASHTA E KUMTRIT astr.* Brez i gjerë, i ndrit-shëm, në ngjyrë të argjendit, që përbëhet prej yjesh të panumërt dhe duket në qiell në netët e kthjellëta pa hënë.
KASHTËBARDHË,~A *sh.* ~A,,~AT *bot.* Lloj kashtë e tokave të lagëta, me kërcell të mbushur me p'alcë, e cila i ka gjethet të holla e me push dhe nxjerr një lulesë në trajtë kalliri me fara.
KASHTËBUTË *mb.* Që e ka kashtën të butë.
KASHTËKUQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë e vehdeve moçalore, e ngjashme me shqirrën, që e ka kërcellin të kuq e me tre degëzime.
KASHTËMBLEDHËSE,~JA *m. sh.* ~E, ~ET. Pjesa e autokombajnës ku mblidhet kashta pas shirjes.
KASHTËNXJERRËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Pjesa e autokombajnës, që shërben për të nxjerrë kashtën pas shirjes.
KASHTËRMENË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Kashtë e hollë; kërcelli i hollë e i dobët i grurit, i elbit ose i barërave.
2. *fig.* Njeri i dobët e shëndetlig; qenie e dobët.
KASHTËRRABË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* KËM-BALKË,~A i.
KASHTËRROJË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë barishtore me kërcell të gjatë, të drunjëzuar e me gjemba.
2. Pjesa e kashtës së të lashtave që ngel në tokë pas korrjes, gërdhomë.
KASHTOHEM. *Pës. e* KASHTOJ.
KASHTOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. 1. Mbuloj diçka me kashtë; vesh a mbështjell diçka me kashtë; thur me kashtë. *Kashtoi kasollen. Kashtojnë shishet.*
*2.* I jap kashtë për të ngrënë, i shtie kashtë (ba-gëtisë). *Kashtoj lopët.*
*3. fig. bised.* E rrah fort dike, e zhdëp në dru.
KASHTOR,~E *mb.* Që është bërë prej kashtë; që është veshur a është mbështjell ë me kashtë, që është thurur me

kashtë; prej kashtë. *Kapelë kashtore. Karrige kashtore. Shishe kashtore.*
KASHTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Kasolle e mbuluar me kashtë, kasolle kashtë. *Lagja e kashtoreve,*
*2.* Ahur a pleviçë ku mbahet kashta; muliar me kashtë.
3. Shishe me bark të gjerë e të rrumbullakët, e veshur me kashtë që të mos thyhet; damixhanë e veshur me kashtë. *Kashtore me raki (me verë).*
4. Kapelë dielli prej kashtë, me strehë të gjerë, që e mbajnë ata -që punojnë jashtë zakonisht në verë.
5. Karrige prej kashtë.
6. Pjesa e kërcellit të misrit që mbetet në are pas korrjes.
7. Fshesë e vogël prej kashtë, me një bisht prej teli, që përdor farkëtari për të spërkatur qymyrin në farkë. *Spërkat me kashtore.*
KASHTOS to., ~A, ~UR *thjeshtligj., per.* E rrah fort, e zhdëp në dru, e bëj byk, e bëj peshk.
KASHTULL,~A . *astr.* Kashta e Kumtrit.
KASHTUP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gjethet që mbësh-tjellin kallirin e misrit, lëpushka. *heq kashtupin misrit.*
KASHTURINA,~T *vet. sh. I.* Kashtëra drithërash a bimësh të ndryshme, që mbeten nëpër Iëmenj pas shirjes ose nëpër rrugë gjatë mbartjes; mbeturina kashtë. *Kashturina gruri (elbi, misri). Grumbulluan kashturinat.*
*2.* Barëra të këqija, baroja.
KASHUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Arkë e madhe prej druri, ku mbahen rroba ose sende ushqimore; arkë. *Vë në kashun.*
*2.* Kosh i thurur me purteka të holla, që shërben për të mbajtur pemë, rroba etj.
3. Zgjua bletësh.
KAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Secila nga pjesët e një ndërtese, që ngrihen njëra mbi tjetrën dhe për-fshijnë disa kthina a disa apartamente në të njëjtën lartësi. *Kati përdhes. Kati i parë (i dytë). Kati i sipërm (i poshtëm). Në çdo kat. Ndërtese me shumë kate. Është një kat me lart. Banon në katin e pestë.*2. Secila nga hapësirat e një dollapi, që ndodhen njëra mbi tjetrën, të ndara me shtroja a me dërrasa horizontale. *Dollop me katër kate.*
3. *bot.* Grup bimësh a drurësh të një lloji në një pyll ose në një zone, që rriten në të njëjtën lartësi. *Katet e bimëve. Kali i shkurreve (i barishteve).*
• Hap kat e (me) kat hap të dyja kanatet, hap krejt (një dritare, një derë etj.).
KATAC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Grackë e vogël për të zënë zogj. *Ngreh katacin. 2. përd. mb.* I ngathët.
KATAKLIZËM,~MI *m.* \. Përmbytje e madhe dhe e papritur.
2. Shembja e një pjese të dheut.
3. *zakon.fet.* Fatkeqësi e madhe a kthesë e papritur qësjell përmbysje e shkatërrime në masë; katastrofë. *Kataklizëm ekonomik. U be kataklizëm.*
KATAKOMB,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Galeri e nëndheshme me disa tunele të gjata, ku, në Romën e vjetër, të krishterët e kohëve të para fshiheshin, kryenin shërbesat fetare ose varrosnin të vdekurit. *Katakombet e Romës.*
*2.* Shpellë e nëndheshme a labirint, ku mund të hyhet, por nga ku është vështirë të dilet; vend i mby-llur, i errët dhe i heshtur.
KATALIZATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *kim.* Lëndë që përdoret për të shpejtuar, për të ngadalësuar ose për të ndryshuar rrjedhën e një reaksioni kimik, por që vetë nuk pëson asnjë ndryshim. *Përdorimi i katalizatorëve. Vetitë e katalizatorit.*
2. *fig.* Nxitës i një veprimi a i një veprimtarie, përçues i një qëllimi a pikësynimi. *U be katalizator.*
KATALOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Libër a regjistër që përmban një listë emrash të sendeve (tituj librash, emërtime bimësh etj.) sipas një radhe të caktuar, si edhe shpjegime e ilustrime plotësuese. *Katalog i ilustruar. Katalogu i ^librave të rinj. Katalogu i bimëve. Katalogu i bibliotekës. Katalog pullash.*
KATALLAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *mit.* Figure e përrallave popullore, që përfytyrohej si një "njeri i egër, me shtat vigan e me një sy në ballë, i cili hante njerëz; ciklop.
2. ii *mb.* ~, ~E. Që ka trup shumë të madh, vigan. *Burrë katallan. Grua katallane.*
KATANA,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Lodër fëmijësh, që bëhet me copa letrash të ngjitura mbi disa kallama dhe që ngrihet në ajër duke e mbajtur të lidhur me një spango; balonë. *Bëri një katana. Lëshoi katananë.*
2. *përd. mb.* Që ka trup tepër të madh e jo të lidhur mirë; që ka vëllim të madh, por pa mbështetje të shëndoshë. *Burrë katana. Kale katana. Shtëpi katana.*
KATANDl,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Pasuri, plëng e gjithçka tjetër, më të cilën jeton dikush. *Pa shtëpi e pa katandi* pa asgjë, shumë i varfër dhe i shkretë. *Prishi (humbi) katandinë.*
2. Gjendje e keqe. 57 *arriti në këtë katandi?*
KATANDIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E shpie dike a diçka në një gjendje të keqe a të mjeruar; e ndry-shoj për keq, e bëj të bjerë në një shkallë më të ulët; e pakësoj a e zvogëloj. *Kështu e katandisi rakia. E katandisën shtëpinë në ditë të hallit.*
2. *jokal.* Katandisem. *Katandisi një grusht njeri.*
• Katandisi (mbeti) kaposhi (kokoshi) një thelë *shih te* THELË,~A.
KATANDISEM *vetv.* 1. Arrij në një gjendje të keqe a të mjeruar; bie në një shkallë më të ulët, bie shumë poshtë. *U katandis si mos me keq. U katandis kockë e lëkurë. Si u katandis kështu?*
*2. Pës. e* KATANDIS ι.
KATANIKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj barkc e vogël dhe e ngushtë që vihet në lëvizje me lopata.
KATAPI,~A . *sh.* ~, ~TË *krahin.* Mandall dere. *vuri derës katapinë.*
KATAPULTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *hist.* Armë e vjetër që përdorej gjatë rrethimit të një kështjelle për të goditur ushtrinë armike me gurë të mëdhenj a me trarë të mprehur ose për të hedhur shigjeta me lëndë ndezëse (zift, katran etj.). *Katapultë romake.*
*2.* Mjet për të ngritur menjëherë aeroplanin nga aeroplanmbajtësja; mekanizëm për shkëputjen au-tomatike të pilotit nga aeroplani në rast rreziku. *Ka-tapulta e aeroplanit reaktiv. U hodh me katapultë.*
KATARAF,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Derë e hapur në dysheme për të zbritur në bodrum; kapanxhë.
2. Derë me parmakë prej druri në mesoren e një shtëjjie, që mbyll shkallën e katit të sipërm; qepen.
KATARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Shuli i derës; mandall. *I vuri katarakun derës.*
KATARAKT,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Ujëvarë.

2. *mjek.* Sëmundje e syrit që shfaqet me një perde përpara kokërdhokut, e cila ndalon ose pengon të parët; perdja e syrit.

KATAROSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Stërdhëmb, dhëmb katarosh. *ka dale një katarosh.*

*2.* Dash a cjap me katër brirë a me brirë të de-gëzuar.

KATAROSH,~E *mb.* 1. Që del shtrembër, jashtë radhës a mbi të tjerët (për dhëmbët). *Dhëmb katarosh.*

2. Që ka kokrra të mëdha, të dendura dhe të ven-dosura njëra mbi tjetrën në mënyrë të çrregullt. *Miser katarosh.*

3. Që ka katër brirë, që ka dy çifte brirësh; me brirë të degëzuar (për dashin a cjapin).

4. *fig.* Që sillet e vepron në mënyrë jo të rregullt; ters. *Fëmijë katarosh.*

KATASTROFË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fatkeqësi e madhe që vjen papritur dhe shkakton pasoja të rënda a shumë viktima; shkatërrim i madh e të-rësor. *Katastrofë ajrore.*

*^l.* Tronditje e madhe a krizë që sjell shkatërrim në jetën familjare ose shoqërore; dështim i madh e i bujshëm, falimentim i plotë e i rëndë. *Katastrofë politike (ekonomike). Katastrofë familjare. Pasojat e katastrofës. Në pragun e katastrofës. Gjendet (është) para katastrofës. E shpuri (e çoi) në katastrofë.*

3. *let.* Ngjarje vendimtare, që vjen në mënyrë të papritur në fund të pjesës dhe zgjidh dramën me pasoja tragjike për heroin (në tragjedinë greke).

KATEDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Vend
i ngritur në një klasë ose në një sallë, me një tryezë të posaçme, prej nga flet ai që mban një leksion, një referat etj. *Hipi në katedër. Flet nga katedra.*2. Grup pedagogësh në shlcollat e larta, që drej-tojnë, organizojnë e kryejnë punën mësimore, pe-dagogjike e shkencore për një lëndë të caktuar a për disa lëndë të lidhura ngushtë ndërmjet tyre; dhoma e këtij grupi pedagogësh. *Katedra e historisë së PPSH-së. Katedra e gjuhës shqipe. Përgjegjësi i katedrës. Mbledh-ja e katedrës. Vendimet e katedrës.*

KATEDRALE,~JA *sh.* ~E, ~ET *fet.* Kisha kryesore në një qytet, ku ushtron veprimtarinë e vet një peshkop; kryekishë (në vendet ku vepron kisha e krishterë). *Kambanat e katedrales.*

KATEGORI,~A *sh.* ~, ~TË. 1. *filoz.* Nocion kryesor, shumë i përgjithshëm që pasqyron vetitë, anët e lidhjet me thelbësore të dukurive të realitetit objektiv dhe që është formuar gjatë procesit të ndër-likuar historik të njohjes në bazë të praktikës shoqërore (p.sh. materia, lëvizja, koha etj.). *Kategori filozofike. Kategoria e kohës dhe e hapësirës (e cilësisë dhe e sasisë, e shkakësisë, e domosdoshmërisë dhe e rastë-sisë, e përmbajtjes dhe e formes, e thelbit dhe e shfaqjes).*

*2. spec.* Emërtim i përgjithshëm për një klasë sen-desh a gjërash që kanë tipare të përbashkëta ose veti të ngjashme dhe që lidhen ndërmjet tyre. *Kategoritë ekonomike. Kategoritë leksikore. Kategori grama-tikore. gjuh.* kuptimi gramatikor i shprehur me anë të një forme gramatikore (si p.sh. kategoria e numrit, e rases, e vetës etj.).

3. Klasë sendesh a frymorësh që kanë të njëjtën natyrë, janë të një lloji ose kanë të njëjtën vlerë; grup; lloj. *Të çdo kategorie. Ka një kategori nxënësish (njërëzish, mjekësh). Prodhime të kategorisë së pare. Ndahen në dy (tri, katër) kategori. Luan në kategorinë e dytë. sport.*

4. Shkallë për vlerësimin e aftësisë dhe të kuali-fikimit të punonjësve në bazë të cilësisë së punës që bëjnë, sipas së cilës bëhet edhe shpërbh'mi. *Kategori e parë (e ulët, e lartë). Punëtor i kategorisë së tretë. U ngritën në kategori. Mori kategorinë përkatëse.*

KATEGORIK,~E *mb. 1.* Që shprehet në mënyrë të prerë e të qartë; që nuk mund të kundërshtohet, që nuk mund të diskutohet; i padiskutueshëm, i prerë. *Urdhër kategorik. Në mënyrë (në forme) kategorike.*

2. Që shpreh vendosmëri, i palëkundshëm, i prerë. *Njeri kategorik. Qëndrim kategorik. Me ton kategorik.*

KATEGORIKISHT *ndajf* Në mënyrë të prerë e të padiskutueshme; në mënyrë të vendosur, me vendosmëri; në mënyrë kategorike. *Ndalohet kategori-kishl\ Hedh poshtë kategorikisht.*

KATEGORIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gje'ndja sipas kuptimeve të foljeve KATEGORIZOJ, KATEGORIZOHEM. *Kategorizimi i punë-torëve. Komisioni i kategorizimit. Libri i kategorizimit. U be kategorizimi i ri.*

2. *shih* KATEGORI,~A $_4$. *Ndryshimet në kate-gorizimet. Marr kategorizimin.*

KATEGORIZOHEM *vetv. 1.* Arrij të marr kategorinë sipas punës, aftësisë dhe shkallës së kuali-fikimit.

2. *Pës. e* KATEGORIZOJ.

KATEGORIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I. Ndaj sende lose frymorë në grupe a në klasa, sipas vetive e tipareve të përbashkëta ose të ngjashme që kanë; ndaj në kategori; grupoj, klasifikoj. *Kategorizoj ushtrirtiet. Kategorizoj sipas madhësisë.*

*2.* Bëj vlerësimin e aftësisë a të kualifikimit të punonjësve duke i ndarë në kategori, në bazë të të cilave u jepet edhe shpërblimi për punën; i jap a i caktoj dikujt kategorinë e punës.

KATEKIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT *fet.* Shtjellim i përmbiedhur i dogmës së fesë së krishterë me anë pyetjesh e përgjigjesh; libri që përmban këtë shtjellim (në vendet ku' vepron kisha e krishterë).

KATET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeom.* Secila nga dy brinjët e një trekëndëshi që formojnë këndin e drejtë. *Katetet dhe hipotenuza.*

KATEK,~U *m. sh.* ~E, ~ET. Rrëcok.

KATËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. *1.* Shifra katër (4); sasia që shënohet me këtë shifër. *Shkruaj katrën. Mbledh dy katra. Heq një nga katra.*

*2.* Send a njeri, që shënohet me shifrën katër. *Katra spathi* (në letra). *Hodhi katrën* (në lojën me letra). *Katra luajti me mirë. sport.*

3. Nota katër (4) në sistemin shkollor të vlerësimit të dijeveme dhjetë nota; nota pakaluese në këtë sistem; *vjet.* nota katër (4) në sistemin e vlerësimit të dijeve me pesë nota. *Mori katër. I vuri katër. Kishte dy katra.*

KATËR *num. them.* 1. Numri që vjen menjëherë pas treshit dhe që shënon një sasi të barabartë me tre edhe një. *Katër shake. Katër ftetore. Katër here. Katër ore. Katër ditë (thuaj, vjet). Në orën katër. Katër here dy. Katër pikat e horizontit. Katër të dhjetat. Me katër klasa. Ndaj në katër pjesë. E pjesëtoj për katër.*

*2. përmb.* ~ (të), KATRA (të). Katër njerfe, kafshë ose sende bashkë a menjëherë. *Erdhën (që) të katër. Ikën (që) të katra.*

3. *përd. num. rresht.* I katërt. *Dhoma (kabina) katër,* Nuk bëhem dot katër jam shumë i zënë me punë,
kam shumë punë, të cilat nuk mund t'i kryej dot të gjitha njëherësh. I hyn era në të katër anët *shih tek* ERË,~Ai. E

hodhi (e flaku, e nxori, e la) në mes të katër rrugëve (në rrugë, në mes të rrugës,' në rrugë të madhe) *shih te* RRUGË,~A. Mbeti në mes të katër udhëve (udhëve, në mes të udhës, në udhë të madhe) *shih tek* UDHË,~A. Punon sa për katër (ve-ta) punon shumë, është punëtor i madh e i palodhur. Vrapoi (rendi, iku, ia mbathi) më të katra vrapoi duke vënë të gjitha forcat (zakonisht kur e ndjek dikush), vrapoi sa i hanin këmbët. Bën në katër liq *dikush shih te* I^IQ,~TË. I bëj sytë katër shikoj me kujdes të madh,xpërpiqem të shoh gjithçka e të mos me shpëtojë asgjë; rri syhapët. I bëj veshët katër d2gjoj me vëmendje të madhe, përpiqem të dëgjoj gjithçka e të mos me shpëtojë asnjë fjalë, përgjoj me kujdes të veçantë. 1 bëjnë sytë katër tregojnë kujdes të madh që të mos u shpëtojë gjë pa e vënë re, rrinë gjithnjë syhapur. E çofshin me katër veta! *mallk. shih te* COJj. Është katër hapa (larg) *shih te* HAP,~I. I kanë mbetur (vetëm) katër muret *shih te* MUR,~I.

KATËR- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra që i pergjigjet kuptimit të fjalës katër (p.sh. katër-ballësh, katërditor, katërkatësh, katërkëndësh etj.).

KATËRÇIPËRISHT *ndajf. libr. I.* Nga të gjitha anët, nga të gjitha drejtimet; në mënyrë të gjithan-shme. *Studioj (analizoj) katërçipërisht.*

2. Në mënyrë shumë të qartë e të plotë; në" mënyrë përfundimtare; krejt, plotësisht. *Vërteton (tregon, provohet) katërçipërisht.*KATËRCIPTAZI *ndajf.* Katërçipërisht.

KATËRÇIPTË (i,e) *mb.* 1. Që ka katër çipa, me katër qoshe. *Kullë e katërçiptë. Fytyrë e katërçiptë.*

2. Që bëhet nga të gjitha a net a në të gjitha drej-timet; i plotë, i gjithanshëm; që thuhet në mënyrë të qartë e të plotë, i shprehur qartë. *Analizë e katërçiptë. Vërtetim i katërçiptë. Pohim i katërçiptë.*

KATËRFAQËSH,~E *mb.* 1. Që ka katër faqe, me katër faqe. *Gazetë katërfaqëshe. Piramidë katër-faqëshe.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT *gjeom.* Trup gjeo-metrik, që ka katër faqe trekëndëshe.

KATËRFARËSH,~E *mb.* Që është katër Uojesh, që ka katër lloje. *Ngjyra katërfarëshe.*

KATËRFIJËSH,~E *mb.* Që përbëhet nga katër fije të dredhura bashkë. *Tel (pe) katërfijësh.*

KATËRFISH,~I m. Sasi, përmasë, vlerë katër here më e madhe se një tjetër, që merret si bazë. *Katërfishi i sipërfaqes (i vëllimit). Katërfishi i gjatësisë (i gjerësisë). Katërfishi i prodhimit (i kohës).*

KATËRFISH,~E *mb.* I katërfishtë. *Tel katërflsh. Dritare katërfishe.*

KATËRFISH *ndajf.* KatjSr here aq sa është; katër here me shumë; me katërsh. *Katërfish me shumë. Polos katërfish. Bëj (vi) katërfish.*

KATËRFISHIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KATËRFISHOJ, KATËRFISHOHET. *Ka-*
*tërfishimi i sasisë. Katërfishimi i prodhimit.*

KATËRFISHOHET *vetv.* 1. Bëhet katër here me i madh se ç'është; bëhet katër here më e madhe se diçka tjetër që merret si bazë, rritet katërfish. *Katir-fishohet sasia. Prodhimi është katërfishuar.*

2. *Pës. e* KATËRFISHOJ.

KATËRFISHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj katër here më të madh se ç'është; bëj katër here më të madhe se diçka tjetër që merret si bazë; e rrit katërfish. *Katërfishuan. prodhimin (planin).*

KATËRFfSHTË (i,e) *mb.* 1. Që përbëhet nga katër pjesë, nga katër shtresa, nga katër fije etj. të njëjta ose të ngjashme. *Litar (tel) i katërfishtë* litar (tel) me katër fije.

2. Që është katër here me i madh, që është katër here më e madhe se diçka tjetër që merret si bazë. *Sasi e katërfishtë.*

KATËRFISHUAR (i,e) *mb.* Që është bërë katër here me i madh se ç'ka qenë; që është bërë katër here më e madhe se diçka tjetër që është marrë si bazë, që është rritur katërfish.

KATËRFLETËSH,~E *mb.* Që përbëhet prej katër fletësh, që ka kaiër fletë.<7ar"ë *katërfletëshe. Qilim katërfletësh..*

KATËRGRYKËSH,~E *mb. usht.* 1. Që ka katër giyka zjarri. *Mitraloz katërgrykësh.*

2. *si em.* ~, *A m. sh.* ~A, ~-AT. Mitraloz i rëndë kundërajror me katër gryka zjarri. *Qitje me katër-grykëshin.*

KATËRKATËSH,~E *mb.* Që ka katër kate. *Shtëpi (ndërtesë) katërkatëshe. Pallat katërkatësh.*

KATËRKËMBËSH,~E *mb.* 1. Që ka katër këmbë. *Kafshë katërkëmbëshe. Tryezë katërkëmbëshe.*

2. *let.* Që përbëhet nga katër këmbë. *Jamb katër-këmbësh.*

3. *si em.* ~, ~'l *m. sh.* ~,~IT. Emërtim për kafshë gjitare, që kanë katër këmbë (për t'i dalluar nga kaf-shët me me shumë këmbë).

KATËRKËNDËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *gjeom.* Figure e mbyllur gjeometrike me katër brinjë, të cilat formojnë katër kënde; çdo gjë që ka trajtën e kësaj figure. *Katërkëndësh kënddrejtë. Në trajtë katërkëndë-shi. Këndet (brinjët) e katërkëndëshit.*

KATËRKËNDËSH,~E *mb.* Që ka katër kënde; që është në trajtë të katërkëndëshit. *Ndërtesë katër-këndëshe. Fletore katërkëndëshç.*

KATËRLIQ,~E *mb.* Që është endur në avlëmend me katër liq. *Shajak katërliq. Pëlhurë katërliqe.,*

KATËRMBËDHJETË *num. them.* 1. Numri që vjen menjëherë pas trembëdhjetës dhe që shënon një sasi të barabartë me dhjetë edhe katër. *Katër-mbëdhjetë here. Katërmbëdhjetë veta (burra, gra). Është katërmbëdhjetë vjeç.*

*2. përd. num. rresht.* I katërmbëdhjetë. *Pallati (dhoma) katërmbëdhjetë. Radha katërmbëdhjetë. Në faqen katërmbëdhjetë. Në kilometrin katërmbëdhjetë.*

KATËRMBËDHJETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit katërmbëdhjetë në një varg të pa-ndërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a ren-ditje, në një klasifikim etj. *Radha e katërmbëdhjetë. Ditën e katërmbëdhjetë.*

2. *përd. em. f.* Një nga të katërmbëdhjetë'pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e katër-mbëdhjeta.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *Doll i katërmbëdhjeti.*

KATËRMOTORËSH,~E *mb.* 1. Që ka katër motorë (për aeroplanët). *Aeroplan (bombardues) katërmo-torësh.*

2. *Përd. em. m.* sipas kuptimit të mbiemrit.

KATËRORËSH,~I *m.* Koha prej katër orësh; e drejta që i jepet një njeriu të sëmurë për të punuar vetëm katër ore në ditë; e drejta që gëzon një shkrim-tar, kompozitor, piktor, skulptor etj. për të punuar katër ore në detyrën e zakonshme, me qëllim që kohën tjetër ta ketë të lire

vetëm për punë krijuese. *është dhënë katëroreshi. Gëzon katëroreshin.*

KATËRPALËSH,~E *mb.* Që përbëhet nga katër pjesëmarrës, që ka përfaqësues nga katër pale, që bëhet ndërmjet katër palëve. *Konferencë (mbledhje) katërpalëshe. Komision katërpalësh. Marrëveshje (aie-ancë) katërpalëshe. Bisedime katërpalëshe.*

KATËRQIND *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me katër here njëqind. *Katërqind veta. Katërqind vjet.*

*1. përd. num. rresht.* I katërqindtë. *Dhoma (kabina) katërqind. Në faqen katërqind.*• Burrë katërqind derhemë *shih te* DËRHEM,~I. Ka katërqind mendje nuk ka një mendim të përcak-tuar qartë; i vijnë mendime të ndryshme; ndryshon shpejt mendim. Kudo oka katërqind dërhemë është *shih tek* OKË,~A.

KATËRQINDTË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i për-gjigjet numrit katërqind në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj.

2. *përd. em. f.* Një nga të katërqind pjesët e bara-barta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e katërqindta.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor-

KATËRROKËSH,~E *mb.* 1. Që përbëhet nga katër rrokje. *Fjalë katërrokëshe. Varg katërrokësh. let.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT *let.* Varg prej katër rrokjesh, me theks zakonisht në rrokjen e tretë.

KATËRSOR,~I *m.* Epoka a era më e afërt gjeolo-gjike (rreth një milion vjet me pare).

KATËRSH,~I *m. sh.* ~E, ~ET edhe KATËRSHE, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Grup i përbërë nga katër qenie ose sende. *Katërshi i pare. Formojmë (bëjmë) një katërshe. Ndaj në dy katërshe.*

*2.* Nota katër. *Mori një katërsh.*

3. *let.* Strofë e përbërë prej katër vargjesh, strofë lçatërshe, katërvargëshe.

KATËRSH,~E *mb.* 1. Që përbëhet e tëra nga katër njësi ose që ka një pjesë me katër njësi. *Tel katërsh* tel me katër fije. *Çadër katërshe* çadër me katër fletë. *Strofë katërshe. let.* strofë e përbërë prej katër vargjesh.

2. Që ka përmasa ose vlerë prej katër njësish. *Dë-rrasë katërshe* dërrasë e trashë katër centimetra. *Xham katërsh* xham i trashë katër milimetra. *Gozhdë katërshe* gozhdë e gjatë katër centimetra.

KATËRSH edhe ~ (me) *ndajf.* Në katër pjesë; katër e nga katër. *Palos (me) katërsh. Ngjit shkallët (me) katërsh. Ndaj katërsh.*

U be katërsh u përpoq më të gjitha forcat, u lodh shumë me një punë. Është ta cash katërsh *shih te* ÇAJ. E ndan (e can) qimen me katërsh (me dysh) *shih te* QIME,~JA.

| KATËRSHOR,~E *mb.* Që ka katër qoshe; që ka trajtën e një katërkëndëshi, të një kubi ose të një paralelepipedi. *Gur katërshor.*

KATËRSHORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Fle-tore shkrimi për shkollarët.

KATËRT (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit katër në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj., që vjen menjëherë pas të tretit. *Radha (banka) e katërt. Dita e katërt. Muaji (viti) i katërt. Klasa e katërt. Në orën e katërt të mësimit.*

*2. përd. em. f.* Një nga të katër pjesët e barabarta, në[1] të cilat ndahet një e tërë. *Një e katërta. Tri të ka-tërtat.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *E katërta C. Doli i katërti.*

KATËRVARGËSH,~E *mb. let.* 1. Që ka katër vargje, me katër vargje. *Strofë katërvargëshe.*

2. *si em.* ~E, ~JA *sh.* ~E, ~ET. Strofë e për-

bërë nga katër vargje të lidhura ndërmjet tyre me rime të puthur, të kryqëzuar, të mbyllur etj.; katërshe.

KATËRVENDËSH,~E *mb.* Që ka vende për të ndenjur katër veta, me katër vende, për katër veta. *Veturë (karrocë) katërvendëshe. Kanape katërvendë-she.*

KATËRVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat katër vjet, që vazhdon katër vjet, që bëhet për katër vjet, që kryhet brenda katër vjetëve. *Plan katërvjeçar. Shkollë katërvjeçare. Periudhë katërvjeçare. Luftë katërvjeçare. Pas një ndarjeje katërvjeçare.*

2. Që është katër vjeç. *Fëmijë katërvjeçar. Vajzë katërvjeçare.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

KATIKULE,~T *vet. sh. bised.* Fjalë tepër lavdë-ruese që i thuhen dikujt për t'i bërë qejfin. *Pakatikule. I bën katikule.*

KATIL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Ai që vret dike në mënyrë mizore, vrasës i pamëshirshëm, kriminel; ai që nuk ngopet duke e munduar dike, duke i bërë keq dikujt. *Katilët fashistë. Me zemër (me shpirt) prej katili.*

KATIL,~E *mb.* Që ka të bëjë me katilin, që është veti e katilit, prej katili; mizor; gjakatar, kriminel. *Dora katile. Shpirt katil.*

KATILE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *keq. Fem. e* KATIL, ~I.

KATINAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dry. *E mbylli derën me katinar. I vuri katinarin.*

RATION, ~I w. *sh.* ~E, ~ET^z. Jon me ngarkesë pozitive; *kund.* anion.

KATlT (KATIS) *kal,* ~A, ~UR. 1. E vë poshtë dike, e mund.

2. E lodh shumë dike, e mundoj; e këput.

3. Ziej diçka (mishin, perimet etj.) me fare pak ujë sa të zbutet a të bëhet gati si e pjekur.

KATITEM *vetv. I. vet. veta III.* Vjen duke u shuar. *U katit llamba (kandili).*

*2. vet. veta III.* Zbutet a bëhet gati si i pjekur, duke e zier me fare pak ujë (për mishin, perimet etj.). *U katit mishi (gjella).*

3. *Pës. e* KATIT.

KATlTUR (i,e) *mb.* I lodhur shumë, i këputur, i rraskapitur.

KATODË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fiz.* Elektrodë e polit negativ në një burim rryme ose elektrodë e lidhur me polin negativ të një burimi të rrymës elektrike, elektrodë negative; *kund.* anode.

KATOLICIZËM,~MI *m.* 1. Feja e krishterë më e përhapur (sidomos në Evropën Perëndimore dhe në kontinente të tjera), e cila përfaqësohet nga kisha katolike që ka si qendër Vatikanin dhe drejtohet nga papa. *Dogmat e katolicizmit. Ideologët e katolicizmit. Kreu i katolicizmit.*

2. *përmb.* Tërësia e katolikëve, katolikët.

KATOLfK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që beson në fenë katolike, përkrahës e pasues i katolicizmit.

KATOLlK,~E *mb.* Që lidhet me katolicizmin, që i përket katolicizmit, i katolicizmit; që mbështetetnë katolicizëm, që beson në katolicizëm, që përhap katolicizmin; i tillë ku është përhapur dhe vepron katolicizmi. *Feja (kisha) katolike. Kleri katolik. Prift katolik. Vende katolike.*

*k* Është me katolik se papa *tall,* mbron me fana-tizëm të tepruar një ide, një pikëpamje ose një çështje.
KATOLIKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KATOLIK, ~U.
KATOQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Katua i vogël.
KATRAGJYSH,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT dhe ~A,
~AT. 1. Sfërgjyshi i babait ose i nënës së dikujt. 2. në *sh.* Të parët e lashtë. *Katragjyshërit tone,* •*k* Gjysh katragjyshi (stërgjyshi) *shih te* GJYSH,~I.
KATRAGJYSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *Fem. e* KATRAGJYSH,~I,.
KATRAHURË~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Rrë-mujë, zallamahi. *U be katrahuri.*
KATRALIG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri shumë i keq; keqbërës.
KATRALOJË,~A. Dëfritn me këngë e muhabet; qejf. *Mbaroi ajo katraiojë.*
KATRAMËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. Tokëza e rripit, e sandaleve ose e këpucëve. *Dhëmbi i katramëzës.*
KATRAN,~I *m.* 1. Lëng i trashë, me përbërje va-jore, me ngjyrë të errët në të zezë dhe me një erë të veçantë, që nxirret nga qymyrguri, nga nafta ose nga distilimi i thatë i drurëve halorë dhe që përdoret për prodhimin e bojërave, për të Iyer litarët e velat e anijeve, rrotat e qerreve, në industrinë farmaceutike, në mjekësinë popullore etj. *Katran qymyrguri (pishe). I zi si katran. Erë katrani. Lyej me katran.*
2. *krahin.* Zift.
3. *përd. mb. bised.* Që ka ngjyrë të zezë, shumë i zi, i zi sterrë. *Me flokë katran.*
4. *përd. mb. bised.* Shumë i fëlliqur, i nxirë nga të palarët. *Me duart katran.*
5. *përd. mb. fig. keq., bised.* Shumë i keq, zemërlig, shpirtkazmë. *Njeri katran. Me 2emrën katran.*
6. *përd. ndajf.* Shumë (me mbiemrin “i zi, e zezë”). *Katran i zi.*
7. *fig.* Njeri i keq. *la prishi jetën ai katran.*
8. *fig.* Njeri fatkeq, njeri i mjerë, ditëzi. *Çe gjeti katranin!*
• Katran me boj8 *shih te* BOJË,~A.
KATRANOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* KATRA-NOS 1.
KATRANOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Lyej me katran, bëj me katran. *Katranos rrotat (e qerres).*
2. *thjeshtligj.* Fëlliq, ndot.
3. *fig. thjeshtligj.* E bëj keq një punë, nxjerr një prodhim me cilësi të dobët; e bëj me keq, e prish në vend që ta ndreq; e bëj për dreq, e djallos; e ngatërroj, e ndërlikoj (një punë a një çështje). *E katranosi fare punën. E katranosi gjellën.*
4. *fig. thjeshtligj.* Rregulloj disi (një gjë a një punë). *Nuk e katranos dot. E katranosi me në fund.*
KATRANOSEM *vetv. I. thjeshtligj.* Fëlliqem, ndo-tem.
2. *fig. thjeshtligj.* Bëhem keq, bie në një gjendje më të vështirë; nxihet (jeta). *U katranos fare.*
3. *vet. veta III thjeshtligj.* Prishet me keq e bëhet për dreq, djalloset; ngatërrohet (një punë).
4. *Pës. e* KATRANOS.
KATRANOSUR (i,e) *mb.* 1. I Iyer me katran. *Litar i katranosur. Rrota të katranosura.*
2. Që s'bën asgjë për të qenë, që çdo punë e bën keq e për dreq, krejt i paaftë, i humbur. *Është fare i katranosur.*
KATRANCAR (i,e) *mb. shih* KATRANOSUR (i,e).
*Letër e katranuar.*
KATRAPILAS *ndajf.* 1. Rrëmujë, lesh e li, mbarë e mbrapsht.
2. Majë me majë, pile me pile, cep me cep.
KATRAPILËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj
rrëmujë,[1] e bëj lesh e li; e pështjelloj një punë.
KATRASYLL,~E *mb.* 1. Që i ka të dy sytë të vën-gërt; i vëngërt.; *Njeri katrasyll.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
KATRAVESH,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Kandërr e madhe fluturake, në ngjyrë të zezë, që ka katër antena të forta si brirë e që e bën folenë nëpër trungjet e kalbura ose në zgavra të drurëve. *Brirët e katraveshit.*
2. *mit.* Personazh i përrallave popullore, që për-fytyrohej si një bishë shumë e egër dhe e tmerrshme, e ngjashme me kuçedrën.
KATROJ A:a., ~OVA, ~UAR. 1. la numëroj a ia them dikujt të gjitha fjalët një e nga një; ia për-mend; ia tringëlloj. *Ia katroi të gjitha.*
*2.* Vajtoj dike me ligje. *Katronte të vdekurin.*
3. edhe *jokal.* Mallkoj, nëm.
4. *jokal. bised.* Flas kot, Hap.
KATROQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rrëshik që e përdorin zakonisht barinjtë si torbë dhe e mbajnë krahëqafë.
KATROR,~I m. *sh.* ~Ë, ~T. 1. *gjeom.* Katër-këndësh kënddrejtë me brinjë të barabarta; çdo gjë që ka trajtën e kësaj figure. *Këndi i katrorit. Sipër-faqja (brinja) e katrorit. Fletore me katrorë. Stof (pëlhurë) me katrorë. Vizatoj (bëj) një katror.*
*2. mat.* Prodhimi që del nga shumëzimi i një numri çfarëdo me veten e vet. *Katrori i një numri. Katrori i hipotenuzës. Ngre në katror.*
KATROR,~E *mb.* 1. Që ka trajtën e një katrori. *Dhomë (tryezë) katrorë.*
*2. mat.* Që ka të bëjë me katrorin, që shërben për të matur sipërfaqen; që ka brinjën një meter (për një sipërfaqe ose një katror). *Masat katrorë* masat e matjes së sipërfaqes. *Meter katror* sipërfaqja e një katrori, që ka brinjën një meter. *Dy centimetra katrorë.*
*k* E futi (e vuri) në katror *dike libr.* e futi në një gjendje të tillë, zakonisht të keqe, nga e cila nuk shpëton dot; e mbërtheu mirë. Mbjellje me fole katrorë *bujq. shih te* FOLE,~JA. Kl la-pa katrorë *shih te* KLLAPË,~A $_{10}$. Rrënja katrorefe *një num r i) mat. shih te* RRËNJË, ~A$_{6}$.
KATROSH,~E *mb.* Që ka trajtën e katrorit, katror.KATROSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dash katarosh.
KATRUVAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjeshtër që bën katruve.
KATRUVE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Shtambë e vogël prej balte me grykë të ngushtë dhe me dy ve-shë, që përdoret për ujë; enë e drunjtë për ujë, me bark të shtypur; broke. *Katruve e drunjtë. Katruve me lëfyt. Pi ujë me katruve.* •
KATËA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË. 1. Ahur rië katin përdhes të një shtëpie, ku mbahen kafshët shtëpiake dhe almiset bujqësore; bodrum, qilar. *Mbylli bagëtinë në katua. Zbriti në katua.*
*2.* Kotec shpendësh.
• E bëri barkun katua a) hëngri shumë sa u fry; b) duroi shumë, u tregua zemërgjerë, u be barkgjerë.
KATUND, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Fshat. *Katund* i' *ri. Katund me katund. Katund me njëqind shtëpi. Banoj (jetoj) në katund. V ngrit gjithë katundi.*
2. *hist.* Bashkësi e njerëzve, që merreshin kryesisht me blegtori e bënin një jetë shtegtare; vendbanimi i përkohshëm i këtyre njerëzve; fshat i madh, me shtëpi të shpërndara e larg njëra-tjetrës.

*ir* la fut katundit *thjeshtligj.* flet kot, pa gjykuar thellë; bën një veprim të pamatur. Sa poshtë ka rënë katundi *mospërf. shih te* POSHTË.
KATUNDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Fshatar. 2. *hist.* Ai që ishte në krye të katundit, udhëheqësi i katundit; çelnik.
KATUNDAR,~E *mb.* Fshatar. *Popullsia katundare. Jetë katundare.*
KATUNDARÇE *ndajf. bised.* Fshatarçe.
KATUNDARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Fshatare.
KATUNDARI,~A . 1. Fshatarësi.
2. *hist.* Bashki.
KATUNDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Fshatar.
KATUNDËSI,~A . Fshatarësi.
KATUNDISHT *ndajf.* Së bashku më të gjithë banorët e katundit, me pjesëmarrjen e gjithë banorëve të katundit, fshatçe. *E bënë katundisht. Shkuan ka-tundisht diku.*
KATH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Elbth, bye.  *doli (iu\bë) një kath.*
KAUÇUK,~Um. 1. Lëndëe përkulshme, e cila nxi-rret nga një lëng i trashë veshtullor, që kullon nga trun-gu i disa drurëve tropikalë ose nxirret në mënyrë artificial? nga përpunimi i naftës a i qymyrgurit dhe përdoret gjerësisht për prodhimin e gomes e të sendeve prej gome. *Kauçuk natyror (artificial, sintetik). Kauçuk i vullkanizuar* kauçuk i përpunuar në squfur për ta bërë më të forte. *Mbledhësit e kauçukut. Prodhime kauçuku. Është prej kauçuku.*
*2. përd. mb.* Që ka tiparet a vetitë e kësaj lënde.
\+ Fjalim kauçuk fjalim pa një ide qendrore, ku nuk mbahet një qëndrim parimor ndaj problemit që shtrohet dhe që lejon t'i kuptosh gjërat si të duash.
KAUKAZIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga jKaukazi ose ai që e ka prejardhjen nga Kaukazi.
KVUKAZIAN,~E *mb.* Që lidhet me Kaukazin
ose kaukazianët, që është karakteristik për Kaukazin ose për kaukazianët, i Kaukazit ose i kaukazianëve; që është krijuar nga kaukazianët. *Popujt kaukazianë. Gjuhët kaukazianë.*
KAULL,~I *m. bised.* 1. Garanci e kushtëzuar që shitësi ia jep blerësit për mallin, kusht, prove. *E shiti (e bleu, e dha) me kaull.*
*2.* Kusht a b'ast që vihet ndërmjet dy vetave a dy palëve. *V lidhën (e vunë) me kaull. E humbi kaullin.*
KAUR,~I *m. sh.* ~Ë ~ËT *vjet.* 1. Emër më të cilin turqit quanin me përbuzje atë që nuk ishte i fesë myslimane.
2. *fet.* I krishterë.
KAURDIS *kal,* ~A, ~UR. 1. Skuq pak mishin në tigan ose në tenxhere, duke i hedhur yndyrë, qepë të grira dhe pak salcë; skuq, tiganis. *Kaurdis mishin (qepët, bamjet).*
*2.* Pjek kafenë në qebap. *Kaurdis kafenë.*
3. *fig. bised.* Rregulloj disi një punë, përdor mjete e mënyra të ndryshme për t'ia dale mbanë një pune ose për t'ia arritur një qëllimi.
KAURDISEM *vetv.* 1. *bised.* Vë punët në rregull, rregullohem disi. *Kaurdiset me dhjamin e tij* i rregullon punët e tij vetë, rregullohet disi vetëm me forcat e veta.
2. *Pës. e* KAURDIS.
KAURDISJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KAURDIS, KAURDISEM.
KAURDISUR (i,e) *mb. I.* Që është skuqur pak në tigan ose në tenxhere me yndyrë, me qepë te grira e me pak salcë (për mishin); i skuqur, i tiganisur. *Mish i kaurdisur. Qepë (perme) të kaurdisiira.*
2. Që është pjekur në qebap (për kafenë). j *Kafe e kaurdisur.*
” KAURMA,~JA . *sh.* ~, ~TË *gjell.* Gjellë me mëlçi e me zorrë qengji, e zier me gjalpë të njomë dhe e ndrequr me miell të skuqur e me erëza.
KAUSTlK,~E *mb.* Që ka vetinë të gërryejë, të brejë, të djegë a të prishë indet e gjalla; që ka veti gërryese, që bren një lëndë tjetër. *Lëndë kaustike. Veprim kaustik. Sodë kaustike. kim.* lëndë e ngurtë me ngjyrë të bardhë, e tretshme në ujë, që ka veti gërryese, thith lagështirën dhe përdoret në industri e në mjekësi.
KAUSH,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Një cope Jeter e mbështjellë si hinkë, që përdoret për të hedhur në të pak sheqer, kafe etj.; sendi i mbështjellë me këtë cope letër; qeskë, pako e vogël prej letre. *Kaush me sheqer (me kafe, me bajame). Duhan në kaush (du-han kaush)* duhan i grirë që shitet i mbështjellë në pako të vogla.
2. *vjet.* Dhomë e madhe a sallë që përdorej si fje-tore për disa njerëz. *Kaush i errët.*
3. *vjet.* Kthinë e mbyllur, me një dritare të vogël, që nuk ajrosej mirë, ku mbaheshin disa vetë të arresr tuar ose të burgosur; qeli burgu. *Kaushët e burgut. E mbyllën në një kaush.* '
KAUZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Çështje e madhe dhe e drejtë; tërësia e interesave të një klase a shtrese shoqërore, të cilat ajo i mbron me këmbëngulje;çështje. *Kauzë e shenjtë (e drejtë). Kauzë e përbashkët. Kauza e popullit (e atdheut, e revolucionit).*
KAVAJAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës i Kavajës ose ai që është me prejardhje nga Kavaja.
KAVAJAS,~E *mb.* Që lidhet me Kavajën ose me kavajasit, që është karakteristik për Kavajën ose për kavajasit, i Kavajës ose i kavajasve; që është krijuar nga kavajasit. *Veshje kavajase. Këngë kavajase.*
KAVAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Lloj plepi i gjatë e i hollë, me degë të drejtuara përpjetë, që rritet anës ledheve të arave ose anës rrugëve dhe e duron thatësirën; plëp i butë. *Maja e kavakut. I gjatë (i drejtë) si kayak.*
KAVALERI,~A . *usht. shih* KALORËSI,~A $_2$.
KAVALETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pirg i madh me kashtë, me bar etj., që bëhet në trajtë trapezi dhe mbulohet që të mos dëmtohet nga shiu; kapule me duaj drithi. *Kavaletë me kashtë (me bar). Kavaletë me pleh. Kavaletë me grurë (me miser, me thekër).*
KAVALIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Djalë i ri a burrë që sillet në mënyrë të stërholluar me grate e me Vajzat dhe ka qejf t'i shoqërojë, të shëtitë e të vallëzo-jë me to; ai që vallëzon me një grua ose me një vajzë. *Damat dhe kavalierët.*
2. Ai që prish para për të tjerë në pijetore ose në ëmbëltore (sidomos për vajzat e grate) pa iu dhimbur paratë; ai që është dorëdhënë e bujar. *Tregohej (u be) kavalier.*
KAVALL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Fyell i madh me tytë prej druri dhe me gojëz në trajtë sqepi, fyell. *Vrimat e kavallit. I bie kavallit.*
*2. hist.* Pushkë e vjetër me një tytë, që mbiishej nga gryka dhe shkrepej me gur stralli.
I bie kavallit (fyellit) flet kot, mundohet me kot t'ia mbushë mendjen dikujt. Ësbtë vrima e fundit e kavallit (bishti i kavallit) është njeri pa rëndësi, fjala e tij nuk ngre peshë dhe nuk dëgjohet nga të tjerët. Peshk kavall *zool. shih te* PESHK,~U.

KAVANOZ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Enë qelqi e rrumbullakët si shishe, po me grykë të gjerë e me ka-pak, e cila shërben për ushqime të konservuara (për reçel, për t'urshi etj.). *Kavanoz me reçel (me salcë).*

KAVERNË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjek.* Zbrazëti e vogël që bëhet në mushkëri a në ndonjë organ tjetër të trupit nga tuberkulozi ose nga ndonjë sëmundje tjetër. *Me kaverna në mushkëri. Iu be një kavernë.*

KAZA,~JA . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Njësi administrative ku shtrihej pushteti i kajmekanit në kohën e sundimit osman; qendra e kësaj njësie.

KAZAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Enë e madhe prej metali (zakonisht prej bakri), e rrumbullakët dhe me dy veshë, që shërben për të zier ujë, ndërresa, gjellë etj. *Kazan rrobash. Kazan rakie* kazan i mbyllur, ku zihen rrushi, kumbullat etj. për të bërë raki. *Gjellë kazani. mospërf.* gjellë jo e mirë. *Ziej në kazan. Vë kazanin në zjarr.*

*2. tek.* Pjesë e kaldajës, e lokomotivës etj., që përbëhet nga një enë e mbyllur e metaltë, ku pro-dhohet avull uji ose përpunohet diçka në temperature të lartë. *Kazan avulli. Kazani i lokomotivës. Kazani i vullkanizimit (i distilimit).*

3. *keq.* Vendi ku zhvillohet vazhdimisht një ve-
primtari e ethshme, ku zien Iufta e mendimeve etj.; vendi ku përpunohet një mendim për të mashtruar të tjerët, burimi nga lind dhe përhapet një trillim. një shpifje etj.

Balli i kazanit *shih te* BALLË,~I. Fundi i ka-zanit *shih te* FUND,~(. Iu shpua kazani *dikujt* nuk i doli ashtu siç e mendonte, i doli huq. Zien kazani flasin njerëzit a bota për diçka; flitet; zhvillohet një veprimtari e ethshme. Zien si kazan thuhet për dike që flet me vete a që është shumë i shqetësuar, për shkak se ka diçka që e mundon, por nuk e thotë hapur. Ziejne në një kazan *shih te* ZIEJ. Mos e prish kazanin (jahnine) për një qepë *shih te* QEPË,~A.

KAZANPUNCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mjeshtër që bën kazanë dhe që merret me kallajisjen e ndreqjen e tyre; bakërpunues.

KAZANXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Ka-zanpunues.

2. Ai që nxjerr raki me kazan.

KAZERMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ndërtesë e madhe mjaft e thjeshtë, ku flenë ushtarët; vendi ku është vendosur për një kohë të gjatë një repart ushtarak, së bashku me fjetoret dhe zyrat. *Ndalim kazerme. vjet.* ndalim liridaljeje për ushtarët si masë dënimi. *U kthye në kazermë. Dogjën kazermat e ar-mikut.*

*2. keq.* Shtëpi, ndërtesë e madhe me kushte jo të mira për banim a për punë.

*it* Ushtri e kazermës *keq.* ushtri që i ka shkëputur lidhjet me masat e gjera të popullit, që zbaton for-malisht rregulloret dhe nuk njeh kërkesat e Luftës Popullore.

KAZERMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KAZERMOJ, KAZERMOHEM. *Mjete (materiale) kazermimi. Dega e kazermimit. U be karzermimi i ushtarëve.*

KAZERMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *usht.* Shpër-ndaj ushtarët a ushtarakët nëpër kazerma, i çoj ushtarët në fjetore.

KAZERMOHEM *vetv.* 1. Shkoj në fjetore, ven-dosem në një kazermë. 2. *Pës. e* KAZERMOJ.

KAZIL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ka a dem i zi.

KAZMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël e hekurt me dy anë pak të përkulura (njëra —e gjerë dhe e mprehtë, tjetra — e hollë e me majë) dhe me një bisht të gjatë prej druri, e cila përdoret për të gërmuar, për të shem-bur mure etj.; një goditje me këtë vegël. *Kazmë shytë. Kazmë me dy maja. Kazmë me veshë. Kazma e lopata. Kazma e alpinistit. Njeri i kazmës* njeri që merret me punë fizike në bujqësi a në ndërtim, punëtor krahu; njeri punëtOF. *Punoj me kazmë. V hodhën kazmat e para.*

• I vuri kazmën *diç k aje* e shkatërroi a e pri-shi nga themelet atë që ishte bërë; e dëmtoi rëndë. Në njërën dorë kazmën dhe në tjetrën pushkën parullë lufiarake e PPSH-së dhe e popullit shqiptar, që ndërton socializmin me forcat e veta, duke punuar dhe duke forcuar në të njëjtën kohë aftësinë mbrojtëse të atdheut.

KEC,~I *m. sh.* ~A, ~AT edhe ~ËR, ~ËRIT. I vogli i dhisë pa mbushur vitin. *Kec femër (mashkull). Mish (lëkurë) keci.*KECAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Shërbëtor që mbanin pasanikët në shtëpi për të bërë punë të rënda.

2. *keq.* Njeri i keq që i shërben dikujt verbërisht e pa shpërblim.

KECË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Qerthull dorc. 2. Shkul i vogël penjsh.

KEÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ËT *krahin.* Vajzë e vogël, gocë; vajzë.

KEDH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Kec mashkull; kec.

KEKLLfSH *jokal.,* ~I, ~UR. Nxjerr një zë të mprehtë e therës, cijat (për gjinkallën). *Kekllish gjin-kalla.*

KELMENDAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës i Kelmendit ose ai që e ka prejardhjen nga Kelraendi. *Lufta e kelmendasve kundër pushtuesve.*

KELMENDAS,~E *mb.* Që lidhet me Kelmendin ose me kelmendasit, që është karakteristik për Kelmendin ose për kelmendasit, i Kelmendit ose i kelmendasve; që është krijuar nga kelmendasit. *Shtëpi kelmendase. Veshje kelmendase.*

KELT,~E *mb.* Që lidhej me keltët, që ishte karakteristik për keltët, i keltëve; që është krijuar nga keltët. *Gjuhët kelte.*

KELTË,~T *m.* Grup fisesh a popullsish që banonin në Evropën Perëndimore dhe që flitnin në gjuhë indo-evropiane.

KELTISHT *ndajf.* Në gjuhën e keltëve.

KELTISHTE,~JA . Grupi i gjuhëve indoevro-piane që flitnin keltët, gjuha e keltëve.

KEM,~I *m.* Temjan. *Era e kemit. Djeg kem.*

KEP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Shkëmb i madh dhe i thepisur, me majë ose me disa raaja të mprehta; pjesa me majë e një guri, maja e një shkëmbi ose e një mali shkëmbor; thep, cep. *Kep me kep. Në majë të kepit. Gurë (shkëmbinj) me kepa. Ra nga kepi.*

2. *gjeogr.* Breg shkëmbor që zgjatet në det, hundë t(jke në det. *Kepi i Rodonit. Kepi i Gjelbër.*

3. Vegël bujqësore, më të cilën prashitin a capitin; shatë, cape; ana me majë e pjesës prej hekuri të kësaj vegle, të kazmës ose të një çekiçi. *Prashit me kep. U thye kepi.*

4. Çekiç i veçantë, majth për të kalitur gurin e mullirit, kosën etj.; çekiç me majë për të gdhendur gurë. *Kalit gurin me kep.*

5. *përd. mb. fig.* I zgjuar, i shkathët e thumbues. *Djalë kep.*

KEP *kal.,* ~A, ~UR. 1. Kalit gurin e mullirit; kalit kosën etj. *Kep gurin e mullirit (mokrën). Kep kosën.*

2. Prashit; çapit. *Kep me çapë.*

3. *vet. veta III.* Çukit me sqep, quk (për shpendët). *E kepipula (gjeli).*

4. Ma pak e nga pak, duke këputur diçka pjesë-pjesë me majat e gishtave, ashtu sikurse ha zogu me sqep; quk. *Kepte byrekun (lakrorin, bukënj.*
KEPCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot., krahin.* Shelg
i butë, thupër nga ky shelg për të thurur shporta, për të lidhur duaj etj.
KEPET. *Pës. e* KEP.
KEPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. *1.* Ai që kalit gurin e mullirit; ai që kalit kosën etj.
2. Ai që prashit a çapit me shatë ose me çapë.
3. Ai që ha diçka pak e nga pak, sikurse zogu me sqep; ai që ka dëshirë të provojë të gjitha gjellët duke ngrënë nga pak.
4. Ai që vjedh gjëra të vogla, vjedhës xhepash, brae.
KEPËT (i,e) *mb.* I thepisur, me majë të mprehtë ose me maja të thepisura; me kepa (për një shkëmb, vend shkëmbor ose gur). *Shkëmb (gur) i kepët. Vend i kepët.*
KEPJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KEP, KEPET.
KEPORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Sëpatë e vogël, cakorre, sakicë. *Pres me kepore.*
KEPTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kepës.
KEQ,~TË (të) *as. Bised.* 1. Egërsi, sjellje e ashpër, dhunë; *kund.* të mirët. më të *keq* me force, me dhunë, më të egër.
2. Tmerr, date. *shtiu (i kalli) të keqtë.*
KEQ (i), ~E (e) *mb. sh.* KËQIJ, KËQIJA (të).
1. Që ka yeti a tipare jo të mira, që ka cilësi të tilla, të cilat nuk i përmbushin kërkesat a nevojat (për sendc, mallra etj.); që nuk është bërë ashtu siç duhet (për një punë a prodhim); që ka të meta ose është bërë me shumë të meta; që nuk ka vlerë ose që ka vlerë shumë të ulët; që nuk ia ka arritur qëllimit; i dobët (për një interpretim, trajtim etj.); jo i mirë, i lig; *kund.* i mirë. *Mall (stof) i keq. Rrugë e keqe. Shkrim i keq. Përcjellës i keq (i elektricitetit). Punë e keqe. Këpucë të këqija. Note e keqe. Zakon i keq. Organizim i keq. Përdorim (trajtim) i keq. Doli i keq (prodhimi).*
*2.* Që nuk është i shijshëm a i këndshëm, që nuk të kënaq kur e ha, kur e pi ose kur e nuhat; *kund. i* mirë. *Gjellë e keqe. Mollë e keqe. Verë e keqe. Kafe e keqe. Erë e keqe.*
3. Që sjell ose që shkakton dëm a fatkeqësi, i dëm-shëm (për një veprim, punë etj.); që i sjell mundim e vuajtje dikujt, që krijon për të një gjendje të vësh-tirë; që dëmton bujqësinë, prodhimin, ekonominë; që ka prodhim të pakët bujqësor; që bën të lindin ndjenja jo të këndshme, që të brengos, të pikëllon, të mërzit a të lëndon, që ndjell sëmundje ose fatkeqësi; i rëndë, i vështirë; i lig; *kund.* i mirë. *Veprime të këqija. Lajm i keq. Përvojë e keqe. Pasojë e keqe. Vit i keq. Ditë (caste) të këqija. Gjendje e keqe shpirtë-rore (ekonomike). Fat (ogur) i keq. Shenjë e keqe. Syri i keq* sy a vështrim i dikujt, që, sipas paragjy-kimeve, gjoja sjell ndonjë sëmundje ose fatkeqësi. *Tumor i keq. mjek.* tumor që është veshtirë të shërohet, kancer.
4. Që nuk është i rregullt, që nuk ka tipare tërhe-qëse; i shëmtuar; *kund.* i mirë. *Me trup të keq. Me fytyrë të keqe.*
*5.* Që bën punë të dobët ose nxjerr prodhime me cilësi të ulët, që nuk ka aftësi a përvojë në punë; *kund. i* mirë. *Shkrimtar (piktor, artist) i keq. Lojtar i keq. Organizator i keq.*6. Që sillet a vepron në mënyrë jo të moralshme, që i mungon sjellja dhe edukata; që nuk është në për-puthje me normat morale të vendosura nga shoqëria; që synon t'u bëjë dëm të tjerëve; që të bën ta urresh e ta përbuzësh për sjelljen dhe veprimtarinë e tij; që nuk ka ndjenja të mira, jo i paster, i lig; *kund.* i mirë. *Njeri i keq. Grua e keqe. Shoqëri e keqe. Fjalë e keqe. Sjellje e keqe. Ka mendje të keqe (të ligë). Ka zemër të keqe. Kishte nisur rrugë të keqe.*
7. I vrenjtur, me re e me shi, me erë etj. (për kohën); *kund.* i mirë. *Kohë e keqe. Mot (dimër) i keq.*
8. Që nuk është i mbarë, që nuk shënon përparim a s'ka fryt; *kund.* 1 mirë. *Zhvillim i keq. Fillim i keq.*
9. *tnjek.* P6rdoret si gjymtyrë e dytë në disa emër-time të përbëra popullore që shënojnë sëmundje të rënda e ngjitëse; i zi. *Barku i keq. Fruthi i keq (i zi). Fyti i keq* difteria. *Gryka e keqe. Kolla e keqe. Koqe e keqe.*
10. Që ka një cilësi të shkallës së lartë. *Trim i keq* trim i forte.
11. *Përd. em.* sipas kuptimeve 5,6 të mbiemrit.
• për fat të keq *shih te* FAT,~I. Fare e keqe (e ligë) *shar.* i thuhet dikujt që ka prejardhje të keqe shoqërore ose që është i keq si njeri. Gojet (gjuhët) e këqija (e liga) *shih te* GOJË,~A 7- P" gj" të keqe në mënyrë të çiltër, me çiltëri, pa të keq. Si pa gjë të keqe pa i bërë përshtypje; pa e prishur gjakun fare, sikur të mos ketë ndodhur asgjë, me lehtësinë më të madhe, pa pike përgjegjësie. Ishte me ore të këqija (të liga) *shih tek* ORË,~A H. Në vend të keq (të lig) *euf. shih te* LIG (i), ~Ë (e). E ka llapën (gjuhën, gojen) të keqe thotë fjalë të këqija, është gojështhurur. Ka mendje të keqe (të ligë) mendon për keq; mendon të bëjë ndonjë veprim që mund të sjellë dëm a fat-keqësi. E ka (e sheh, e shikon, e vështron) me sy të keq (të lig, të shtrembër) *shih te* SY,~RI. E ka thuan të keq *shih te* THUA, THOI. Jane parë me hënë të keqe *shih te* HËNË,~A. Bar i keq(i lig) *bot. shih te* BAR,~I i. Ferrë e keqe *bot. shih te* FERRË, ~A. Shkoza e keqe *bot.* shkozëzeza.
KEQ *ndajf.* 1. Me cilësi të dobët ose shumë të dobët, pa i kushtuar vëmendje cilësisë; jo ashtu si duhet; më të meta, pa ia arritur plotësisht qëllimit; pa plo-tësuar kërkesat a nevojat; jo në përputhje me diçka; jo në rregull, jo drejt, në mënyrë të gabuar; *kund.* mirë. *Punon keq. Gatuan keq. Luan (kërcen) keq. Ecën keq (puna). Epërdor (e trajton) keq. Shkon keq në mësime. Sheh keq. Vishet keq. I rrinë keq rrobat.*
*2.* Në mënyrë të papërshtatshme e të pahijshme, duke krijuar një gjendje të vështirë, jo ashtu siç e do arsyeja e morali i shëndoshë, pa urtësi; në mënyrë jo të rregullt, keqas; *kund.* mirë. *U soil (veproi) keq. Fliste keq për dike. Rri keq. Gjykon keq.*
3. Në gjendje a në kushte të vështira ekonomike, në vështirësi, me zor; në gjendje të keqe shëndetësore; ngushtë, ligsht; *kund.* mirë. *Keq e me keq. Gjithnjë e me keq. Keq e lukeq. Gjallë e keg. Rronin (jetonin) keq. Është (u be) keq. Ra (mbeti) keq. Është keq nga Meshët* është i sëmurë nga veshët, nuk dëgjon mirë. *E ka keg (njëfëmijë)* e ka të sëmurë rëndë. *E ka (punën) keq* nuk e ka në rregull (punën); është në rrezik a përpara pasojash të rënda. *Me zuri keq. E ka mbajtur keq. E pa keq* u gjend ngushtë, e pa pisk. *S'jam keq për...* s'kam nevojë për...
4. Në një shkallë të lartë, shumë, fort; rëndë; në mënyrë të mjaftueshme; si duhet. *£ rrahën keq. U lodh (u lag, u plagos, u sëmur) keq. E do keq të birin. I ha keq shegët. E pinte keq rakinë. E shpartalloi keq. E ka zënë kolla keq. la punoi keq.*

5. Pa kënaqësi, jo me qejf; pa bujari, pa dashuri; *kund.* mirë. *E priti keq.*
6. *përd. em.* Diçka e keqe, e keqja; dëm, vuajtje, fatkeqësi; merak; *kund.* mirë. *bëri keq dikujt. Të bën keq (alkooli). Ka hequr keq. Bëri mirë e gjeti keq. Mos paç keq! ur. Mos i paftë syrikeqlur. Ndikon për keq. Mendon për keq. E mori për keq* e kuptoi jo drejt. *E ka për keq* ka paragjykimin se i sjell një fatkeqësi. SV *zinte në gojë as për mirë as për keq.*
^ Sa keq! sa gjendje e keqe! Si mos me keq shumë keq. Mirë a keq ashtu si munda ose aq sa munda, ashtu si dita; në një fare mënyrë. I doli keq pati pa-soja të hidhura. E ka keq *me dike* nuk është në marrëdhënie të mira me dike, nuk i shkon fjala tek ai, nuk merret vesh mirë me të; nuk e do, e ka inat. S'e ka keq nuk është mendim i keq, nuk mendon keq, është diçka e arsyeshme. Mori për keq u keqësua (nga shëndeti etj.). Ka shkelur keq *shih te* SHKEL. Shkojnë keq grinden, zihen. Shtie keq shtie fitme. Me vjen keq hidhërohem, dëshpërohem a me ther në zemër, me dhimbset.
KEQ ADMINISTRIM, ~I *m.* Administrim që nuk bëhet ashtu siç kërkohet dhe si duhet, administrim i keq i diçkaje. *Keqadministrimi i ekonomisë (i pasurisë socialiste, iponës së përbashkët).*
KEQAN,~E *mb. keq.* 1. Që ka zemër të keqe; i keq. *Njeri keqan.*
2. I shëmtuar.
3. Shëndetlig.
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
KEQARDHJE,~A . Ndjenjë hidhërimi, dhemb-shurie e mëshire, që lind për dike kur pëson një fatkeqësi ose kur ka një të metë trupore, mendore etj.; të ardhurit keq. *Me keqardhje të thellë. Ndjenjë keq-ardhjeje. Shpreh keqardhjen. Ia tha me keqardhje.*
KEQAS *ndajf.* Në një mënyrë të tillë që sjell pa-soja të rënda, duke shkaktuar një dëm shumë të madh, rëndë; shumë, fort; keq. *E shpartalloi (e shkatërroi, e dërrmoi, e rrahu, e mundi) keqas. U rrëzua (shkau) keqas.*
KEQBESIM,~I *m.* Mungesë besimi ndaj dikujt që sillet në mënyrë të pandershme e me djallëzi, që vepron në mënyrë të ulët dhe me qëllime të këqija e mashtruese;' *kund.* mirëbesim. *Atmosferë keqbesimi.E ka me keqbesim.*
KEQBËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Njeri keqbërës; kriminel; *kund.* mirëbërës. *Keqbërës i rrezikshëm. Lufta kundër keqbërësve. U kap (u dënua) keqbërësi.*
KEQBËRËS,~E *mb.* Që i bën keq dikujt, që bën të këqija; që zhvillon veprimtari në dëm të shoqërisë, që kryen një krim a një faj; që dëmton dike; *kund.* mirëbërës. *Njerëz keqbërës. Veprimtari keqbërëse.*
KEQDASHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Njeri keqda-shës, dashakeq; *kund.* mirëdashës, dashamir.
KEQDASHËS,~E *mb.* 1. Që ka qëllime jomiqë-sore ndaj dikujt e synon t'i bëjë keq; që ka zemër të keqe, që u do të keqen të tjerëve, që bëhet me keq-dashje a me qellim të keq, që bëhet për të njollosura për të turpëruar dike; që është veti a tipar i keq-dashësit; prej keqdashësi; *kund.* mirëdashës. *Njeri keqdashës. Ndjenjë keqdashëse. Qëllime keqdashëse. Shpifje (trillime, sulme) keqdashëse. Kritikë keqdashëse.*
KEQDASHJE,~A . Dëshirë e prirje për t'i bërë keq dikujt; qëllim i keq ndaj dikujt, dashakeqësi; *kund.* mirëdashje, dashamirësi. *Me (pa) keqdashje. E shihte me keqdashje. Foli me keqdashje.*
KEQE,~JA (e) *sh.* KËQIJA, KËQIJAT (të) 1. Gjendje e keqe, gjendje e vështirë në të cilën ndo-dhet dikush; *kund. e* mirë. *Ishte në të keqe. E bëri nga e keqja.*
2. Veprim i keq, që dëmton të tjerët, dëm; krim; *kitnd.* e mirë. *Burimi i së keqes. Lufta kundër të kë-qijave. la bëri të keqen. Kishte bërë shuttle të këqija. E\ keqja bëhet shpejt. I doli së keqes përpara. S'ke asnjë të keqe prej saj. As e n:ira as e keqja nuk duhen harruar. fj. u.*
3. Diçka e keqe që të bën të vuash a qt të mundon; prapësi, fatkeqësi; merak; dhembje, hall; *kund.* e mirë. *E keqe e madhe. Gjysma e së keqes. E keqja e të këqijave* e keqja më e madhe, fatkeqësia më e madhe. *E\ gjeti e keqja. E mposhti (e nxori, e përballoi) të keqen. S'ia donte të keqen. la hoqi të keqen. Kam të keqen e fëmijës. Çdo e keqe s'vjen për të keqe. fj. u.*
4. Ana e keqe e diçkaje, vetia a cilësia e keqe e dikujt a e diçkaje; të qenët i keq; *kund.* e mirë. *E keqja kryesore. E keqja më e vogël. E keqja e duhanit. Simboli i së keqes. E keqja është se... Ai ka me shumë temira se të këqija.*
5. *bised.* Sëmundje e keqe; sëmundja e tokës. *Me shtiu të keqen. I ra e keqja.*
• Na mori *të* keqen (të ligëa) *mospërf. shih te* MARK. Të marrsha të keqen (të ligën)! *shih te* MARR. Na marrtë të këqijat (plesbtat, pleshtat e tartabiqet) *mospërf., thjeshtligj. shih te* MARR. Me marrsh të keqen (të ligat)! *mallk. shih te* MARR. la mori lumi të keqen *shih te* LUMË,~I. Mori të keqen (të ligën) në sy *shih te* SY,~RI.
KEQEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Bëhem keq; bie në një gjendje të vështirë; bëhem me keq, keqëso-hem. *U keq nga shëndeti.*
*2.* I kthej dikujt përgjigje me zemërim; i flas dikujt me zë të lartë, me inat e më të egër; i kërcënohem. *lu \keq i ati të birit.*
3. Zihem me dike, grindem; zemërohem. *U keqën e s'flasin.*
KEQËSlM,~I *m.* Veprimi dhe gjerrdja sipas kuptimeve të foljeve KEQËSOJ, KEQËSOHEM. *Keqësim i mëtejshëm. Keqësimi i gjendjes (i shëndetit, i m'arrëdhënieve). Sjell keqësim.*
KEQËSOHEM *vetv.* 1. Bëhem me keq sesa isha; ndiej me shumë dhembje; keqem; *vet. veta III* rën-dohet (sëmundja); *kund.* përmirësohem. *Keqësohej nga shëndeti. I sëmuri po keqësohet. Keqësohej sëmundja.*
2. Zihem, grindem a zemërohem me dike; *vet. veta III* prishet, ashpërsohet. *Ishin keqësuar e s'flisnin. U keqësuan marrëdhëniet..*
3. *vet. veta HI.* Prishet, bëhet me i keq (moti). *U keqësua koha.*
KEQËSOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj me keq sesa ishte, e bëj,më të rëndë; i sjell a i shkaktoj dikujt
me shumë vuajtje e dhembje. *la keqësoi gjendjen (së-mundjen).*
*2.* Prish, dëmtoj; ashpërsoj; acaroj. *keqësuan marrëdhëniet.*
KEQËSUES,~E *mb.* 1. Që e bën më të keq, që e keqëson gjendjen, sëmundjen etj.; që vjen duke u bërë gjithnjë e me keq. *Rrethana (kushte) keqësuese.*
2. Që ia ul vlerën dikujt ose diçkaje, që e poshtëron dike; që përdoret për të keq a me kuptim të keq; mos-përfillës,

përbuzës. *Epitet keqësues. Fjalë me kuptim (me ngjyrim) keqësues.*
KEQINTERPRETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Interpretim a kuptim jo i drejtë ose jo i përpiktë i diçkaje; interpretim i keq që bëhet me qëllim ose pa qëllim. *Ka keqinterpretime. Është një keqinterpretim. Lë shteg për keqinterpretime. Nuk lejon keqinterpretime.*
KEQINTERPRETOJ *ka.,* ~OVA, ~UAR *libr.* E interpretoj a e kuptoj jo drejt ose keq diçka, me qëllim ose pa qëllim. *keqinterpretoi fjalët.*
KEQINTERPRETOHET. *Pës. e* KEQINTERPRE-TOJ.
KEQKUPTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Mundësia për të kuptuar keq a jo drejt diçka, moskuptim; mun-gesë e dëshirës për të kuptuar mirë e drejt dike a diçka; mungesë e harmonise ndërmjet dy a me shume nje-rëzve, mosmarrëveshje; *kund.* mirëkuptim. *Sqaroj një keqkuptim. Lejon (krijon, shkakton) keqkuptime. I lë shteg (vend) keqkuptimit. Ka ndodhur një keqkuptim. Me falni për keqkuptimin!*
KEQKUPTOHEM *vetv.* I. Lind një keqkuptim ndërmjet meje dhe dikujt tjetër, nuk e kuptojmë drejt njeri-tjetrin. *Me duket se u keqkuptuam! S'ka asgjë për t'u keqkuptuar.*
2. *Pës. e* KEQKUPTOJ.
KEQKUPTOJ *kal.,* ~OVA, ~IIAR. E kuptoj keq a jo drejt dike; e kuptoj diçka ndryshe nga ajo që dikush ka dashur të me thotë, e marr një gjë tjetër për tjetër; nuk e kuptoj si duhet një fjalë, një men-dim etj. *Me keqkuptuan. S'e kisha aty fjalën.*
KEQPËRDOR *kal.,* ~A, ~UR. Keqpërdoroj.
KEQPËRDOREM *pës.* Keqpërdorohem.
KEQPËRDORIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KEQPËRDOROJ, KEQPËRDOROHEM. *Keqpërdorimi i pronës së përbashkët. Keqpërdorimi i lëndëve të para.*
*2.* Faj a gabim që bëhet nga shpërdorimi i të drej-tave, i detyrave etj. që ka dikush, nga zbatimi jo i drejtë i udhëzimeve, i rregullave a i ligjeve që sjell pasoja të dëmshme; shpërdorim. *Keqpërdorim i rëndë. U dhanë fund keqpërdorimeve.*
KEQPËRDOROHEM. *Pës. e* KEQPËRDOROJ.
KEQPËRDOROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Sillem keq me dike, sillem me keqdashje ndaj dikujt; e mun-doj, e detyroj të kryejë punë tepër të rënda e jashtë fuqive; keqtrajtoj. *keqpërdoronin robërit.*
2. Përdor keq diçka që me është besuar; e përdor në kundërshtim me udhëzimet, me rrëgullat ose me ligjin dhe i sjell dëm dikujt ose diçkaje; shpërdoroj, dëmtoj. *Keqpërdoroi fondet. Keqpërdoronte pasurinë socialiste. Keqpërdoron librat. I keqpërdoroi barnat. Keqpërdoronte autoritetin. Keqpërdoronte besimin.*KEQTINGËLLIM,~I m. 1. *muz.* Grup tingujsh që nuk tingëllojnë bukur së bashku dhe të vrasin veshin; *kund.* harmoni.
*2. gjuh.* Tingëllim i keq, i cili krijohet nga takimi i fjalëve, i rrokjeve a i tingujve që shqiptohen me vështirësi e të vrasin veshin ose që ngjallin asocia-cione jo të pëlqyeshme a të pahijshme; *kund.* bu-kurtingëllim. *Krijon keqtingëllim. për të mënjanuar (për të zhdukur) keqtingëllimin.*
KEQTRAJTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KEQTRAJTOJ, KEQ-TRAJTOHEM.
KEQTRAJTOHEM. *Pës. e* KEQTRAJTOJ.
KEQTRAJTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Sillem keq me dike, e mundoj shumë, e trajtoj keq; keqpërdo-roj. *I keqtrajlonte argatët.*
KERRMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ferrishtë.
KERRMËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zëri i mbytur si gërhitje, që nxjerr macja kur i përqallet njeriut; mjaullitje. *Nxjerr (bën) kerrmëza.*
KERRNJON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Nxjerr një zë të mbytur sikur gërhet; nxjerr kerrmëza (për macen kur i përqallet njeriut). *Kerrnjon macja.*
KETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Gjitar brejtës me trup të vogël e të shkathët, të mbuluar me qime të murrme, me bisht të gjatë si të dhelprës e me këmbët e përparme më të shkurtra se ato të prap-met, që kërcen e ngjitet me shpejtësi nëpër drurë dhe ushqehet me lende, me arra etj. *Lëkurë ketri. Ngjitet si ketër.*
KEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *arb.* Kësulë e kuqe a e gjelbër prej mëndafshi ose prej kadifeje, e qën-disur me fije ari, që e vënë nuset arbëreshe ditën e dasmës dhe në raste festash. *Keza e artë (e praruar). Vuri kezën.*
KË *pyet. Kallëz. e* KUSH. për *kë? Me kë?*
KËDO *pakuf. Kallëz. e* KUSHDO. *Me këdo. për këdo.*
KËLBAZ *kal..* ~I, ~UR. Bën që ta zërë këlbaa (bagëtine), i shkakton këlbazën. *Lashta i këlbazi deici.*
KËLBAZEM veil-. 1. *vet. veto III.* E zë këlbaza, i bie sëmundja e këlbazës (për bagëtinë). *V këlbazën dhentë.*
2. Bëhem me këlbazë.
3. *fig.* Mërzitem shumë, sëmurem duke qëndruar për një kohë të gjatë në një vend; kalbem.
KËLBAZ Ë,~A . 1. Jargë e trashë veshtull”re, që formohet në rrugët e frymëmarrjes e në mushkënic dhe që e nxjerr i scmun kur kollitet, kollaix. AVL.T *(qit) këlbazë.*
*2. veter.* Sëmundje e mëlçisë së zezë, që u bie za-konisht bagëtive të lmëta dhe që u shkaktohet nga një floj knmbi i nolle si fletë. *Këlbaza e bagëtive.*
KËLBAZUR (i,e) *mb.* Që e ka zënë këlbaza, që është kelbazur (për bagëtinë). *Dele e këlbazur.*
KËLBOQE,~JA ii.~E, ~ET. Këlbazë, kollace.
KËLKAZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Bimë ba-rishtore shumëvjeçare, e helmet, me gjethe të mëdha e të tulta, me lule të verdha dhe me një fryt në tiajlen
e kallirit të misrit, i cili kur piqet mbushet me kokrra të kuqe. *Gjethe këlkaze.*
2. Bimë barishtore shumëvjeçare, me gjethe të gjera e me zhardhokë, që përdoren si ushqim për derrat.
KËLPISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bajame e egër. *Vaj këlpishte.*
KËLSHEDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Degë
e re që lëshon hardhia, lastar hardhie; fije e nolle që lëshon dega e hardhisë. *Ka nxjerrë këlshedra.*
KËLSHEJT,~I *m. sh.* ~A, ~AT *vjet.* Potiri që përdornin priftërinjtë katolikë në meshë.
KËLTHAS *jokal.* dhe *kal,* KËLTHITA, KËL-THITUR dhe KLITHA, KLITHUR. Thërras me zë të lartë, bërtas më të madhe, nxjerr klithma; i thërras dikujt; qaj me zë të lartë. *Këlthiti nga inati. Këlthet fëmija.*
KËLTHITËS,~E *mb.* Që i ngjet klithmës; që këlthet. *Zë këlthitës. Fjali këlthitëse. gjuh.* fjali thirrmore.
KËLTHIT.J E,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes KËLTHAS.
2. Thirrje me zë të lartë, britmë e madhe, klithmë.
KËLYSH.~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjella e vogël e një gjitari mishngrënës (si qeni, macja etj.), mishi i të cilit zakonisht

nuk hahet; pjella e një kafshe derisa bëhet disaditëshe ose disamuajshe. *Këlysh bushtre (maceje, miuj. Këlysh gomari. Këlysh lepuri. Bëri katër këlyshë. I nxori këlyshët.*
2. *fig. keq.* Fëmijë që lind nga prindër të këqij e të pandershëm.
3. *fig. shar.* Pjellë e keqe, shërbëtor i ndyrë i dikujt. *Këlysh i fashizmit (i imperializmit).*
4. Secili nga filizat e rinj që lëshon një bimë afër rrënjës; degë që del afër rrënjës së misrit dhe nuk zë kalli, çatall misri. *Këlysh i rrënjëzuar. Ka nxjerrë (ka lëshuar) këlyshë. Ndërroj këlyshin. Shtohet me këlyshë (për agaven etj.). Tëharr (krasit) këlyshët.*
5. *zakon. sh.* Çibanë të vegjël që dalin rreth një lunge; degëzime që lëshon një tumor i keq.
6. Degëzim i një kanali a i një vije uji; secila nga deget e një vije që shpërndan ujin në are kur ujitin.
• Këlyshë sokaku *shih te* SOKAK,~U. Bleu qen dhe i doli këlysh nuk i doli ashtu si e mendonte, i doli me pak a me keq seç e pnste.
*KËLYSH DHEV zool.* Dosëza. KËLYSHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Qenëz thoi. 2. *bot.* Ndajgjethëz.
KËLLAS *kal,* ~ITA, ~ITUR. Fut, kail. *At të këlliste krupën* të vinte ndot prej tij.
+ C'i këllet brirët (bretkun).' *d i k u j' t a d i ç k a j e* çmerresh *mv.* të, ç'i vë rëndesi! Ç'i këllet plasjcn (flaraën)! mos pyet Tare për ts, mos ı ver rëndësi!
KËLLEHET *vetv.,* ~ YE (u), ~YER. 1. Bëhet i turbullt, t\irbullohet (edhe *fig.). U këllye uji. Iu këllye mendja* iu morën mendtë; iu turbullua mendja. *Iu këllye gjaku* iu turbullua gjaku, u nxeh.
2. Hiqet, ndiqet; mbarset (për bagëtinë). *Këllehet bushtra (ujkonja, macja).*
KËLLEQKË *mb.* Kllënjkë. *Vezë këlleqkë.* KËLLtIÇ,~l m. *sh.* ~E, ~ET. I. Armë e bardhësi shpatë, që pret nga të dyja anët dhe mbahet pa këllëf lie brez; kordhë, shpatë, pallë. *Me këllëç në dorë. Nxori këllëçin. Epreu me këllëç.*
*2. fig.* Zgjedhë, dhunë e egër. *Nën këllëçin e dikujt.*
KËLLËF,~I *m. sh.* ~Ë% ~ËT. 1. Pëlhurë e qepur si qeskë a si thes i vogël, që mbështjell jastëkun ose dyshekun për ta mbajtur paster. *Këllëf i qëndisur. Këllëf jastëku (dysheku). I vë këllëfin.*
2. Kuti prej kartoni, prej lëkure etj., në trajtën e sendit që futim në të për ta mbrojtur nga goditjet, që të mos thyhet, të. mos prishet a të mos fëlliqet. *Këllëf mbrojtës. Këllëf lëkure (metali, kartoni). Këllëf thike (shpatë, kit are, syzesh). Fut (vë, mbaj) në këllëf.*
3. Mbulesë a kësulë prej metali (prej ari, prej. argjendi etj.), që i vihet dhëmbit të prishur. *Këllëf ari. Ka vënë dy këllëf ë.*
*4. bot.* Pjesa e fundit e gjethes pa bisht, që mbështjell nyjën e kërcellit te disa bimë (te misri, gruri etj.).
5. *anat.* Shtresë prej indi lidhor, që rrethon e mbron enët e gjakut.
kËLLFISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *krahin.* Gëzhojë fisheku.
KËLLI,~A . *sh. ~,* ~TË. 1. Ushqim bagëtish, i përgatitur me krunde ose me miell të bluar trashë, me ujë dhe me kripë. *Këlli derrash.*
2. Këllirë.
ICËLLIÇ *ndajf.* 1. për së gjati, duke e mbështetur në faqen më të ngushtë. *Vendos tullat këlliç. Qëndroi këlliç kutia(libri).*
2. Brinjazi, tërthorazi, së kithi. *Hyj (dal) këlliç. Pres këlliç.*
KËLLIRË,~A 1. Papastërti që del nga larja e leshit, lyra e leshit; zhuli që zënë teshat e brendshme të trupit dhe jakat nga djersa. *Ka zënë jaka këllirë. Idolikëllira.*
2. Ujë i papastër, ujë i qelbur; ujë i turbullt.
3. Mbeturina a papastërti që bien në fund të një ene me ujë ose me një lëng tjetër; Hum. *Ka zënë gjymi këllirë.*
*4. sh.* ~A, ~AT *fig. keq.* Njeri i keq, i papastër dhp i padobishërii për shoqërinë, fundërrinë e shoqërisë; diçka e keqe, që duhet pastruar a që duhet hequr qafe. *Pastroj vendin nga këllirat. Heq këllirën.*
5. *përd. mb.* edhe *fig.* I papastër, i ndyrë; i turbullt (për ujin etj,). *Këmishë këllirë. Ujë këllirë. Njeri këllirë. U be këllirë.*
KËLLK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Secila nga dy pjesët anësore të trupit të njeriut nga mesi deri ku fillojnë shalët; çapok. *Këllku i djathtë (i majtë). Me këllqe të gjera. Me dhembin këllqet. I ra këllqeve (kalit).*
*2. fig. kryes. sh.* Fuqi trupore a mendore për të punuar ose për të bërë diçka; aftësi; takat. *S'ka këllqe. E lane (iu prenë) këllqet. I ranë këllqet* u lodh shumë, u këput së punuari a së ecuri. *Do këllqe kjo punë. S'i bëjnë këllqet* u plak dhe nuk punon dot me.
• Iu drodhën këllqet u frikësua shumë.
KËLLQEGJERË *mb.* Që i ka këllqet të gjera (zakohisht për grate).
KËMBAC,~E *mb.* Që nuk i punon njëra këmbë
ose që i janë paralizuar të dyja këmbët; që mezi ecën, sepse i ka këmbët të zëna; i çalë.
KËMBADORAS *ndajf.* 1. Me këmbë e me duar në tokë, duke vendosur të dyja pëllëmbët e duarve dhe të dy gjunjët në tokë; me trup të shtrirë paralel me token, barkas. *Ecte* (*zvarritej) këmbadoras. V tërhoq këmbadoras.*
2. Luajmë këmbadoras: luajmë duke u ndarë në dy grupe, njeri prej të cilëve qëndron me këmbë dhe përpiqet t'u marrë kësulat lojtarëve të grupit tjetër, ndërsa këta, duke ecur me këmbë e duar, përpiqen të godasin me dorë këmbët e kundërshtarëve.
KËMBA-KËMBËS *ndajf.* 1. Hap pas hapi; pas, pa iu ndarë; në gjurmët e dikujt. *E ndoqi (iu qep) këmba-këmbës.*
*2.* Në të njëjtën kohë; krahas.
KËMBALE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Secila nga dy copat prej doku a prej lëkure, që mbërthehen mbi këpucë, në qafën e këmbës, si pjesë e veshjes së ushtarit a të ushtarakut. *Mbërthej (vë, heq) këmbalet.*
KËMBALEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kanxhë prej hekuri, si drapër me dhëmbë, që vënë telefonistët ose elektricistët në këmbë për të hipur nëpër shtylla; kanxhë. *Vuri këmbalecët. Hipin (ngjiten) me këmbalecë.*
2. Secili nga dy drurët e gjatë, të mbërthyer horizontalisht në katër këmbë, mbi të cilët vendoset susta e krevatit; mbështetëse që ka këtë trajtë.
3. Mbështetëse metalike ose e drunjtë, me tri a katër këmbë, mbi të cilën vendoset pëlhura e pikturës, partitura ose ndonjë send tjetër. *Këmbaleci i piktorit.*
*4* Mjet për të matur sipërfaqen e tokës së punuar, të kprrur, të prashitur etj., që përbëhet nga dy shkopinj të mbërthyer në trajtë kompasi. *Këmbaleci i normtstit. Mat me këmbalec.*.5, *shift* KËMBALKC~Aj.

KËMBALKË,~A *sh.* ~A, ~AT. I. Secili nga dy shkopinjtë me nga një bigë poshtë, ku vihet këmba, që përdoren për të kaluar një pellg me ujë pa u lagur. *Ed me këmbalka. Qëndron mbi këmbalka.*
2. *shih* KËMBALEC,~I 3.
KËMBANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Këmbësor.
KËMBARGJEND,~E *mb. kr. pop. 1.* Që ka këmbë të bard ha e të bukura.
2. Këmbëmbarë, që sjell mbarësi e lumturi. *Nuse këmbargjende.*
KËMBAS *ndajf.* Me këmbë, jo kaluar. *Eci (shkoi) këmbas. E bëri udhën këmbas.*
KËMBATIS *kal.,* ~A, ~UR. I vë një mbështetëse a këmbëz murit, gardhit etj. që të mos bjerë; forcoj diçka duke i vënë një tra si mbështetje. *Këmbatis murin (gardhin).*
KËMBEHEM *vetv.* 1. *shih* SHKËMBEHEM *x*.
*U këmbyen në rrugë.*
*2.* Bëhem ndryshe nga ç'isha me përpara; ndërroj gjendje ose pikëpamje; ndryshoj.
3. *vet. veta III.* Shkëmbehet radhazi me një tjetër. *Lëvizjet këmbehen.*
4. *fig. bised.* Çmendem, shkalloj, marrosem.
5. *Pës. e* KËMBEJ.KËMBEJ *kal.,* ~EVA, ~ YER. 1. I jap dikujt një gjë që kam dhe marr prej tij një gjë tjetër zakonisht të po atij lloji ose me po atë vlerë, shkëmbej, ndërroj; lë diçka e marr diçka tjetër me vlerë të barabartë ose të afërt me të; zëvendësoj një pjesë të përdorur, të dëmtuar a jo të pastër me një pjesë tjetër të re a të paster. *Këmbyen nga një kujtim. Këmbeu shtëpi. Këmbyen cigare. Këmbeu orën me një radio. Këmbeu lopën me dhen. Këmbeu paralë. Këmbej çarçafët. Këmbej vendin. Këmbej udhë* marr një udhë tjetër, shkoj në një udhë tjetër. *Këmbyen unazat (nishanet). etnogr.* u fejuan.
2. I dërgoj dikujt një letër, një telegram, një me-sazh etj. dhe ai me kthen përgjigje. *Këmbyen letra. Këmbyen telegrame urimi (urime). Këmbyen mesazhe (nota).*
3. I përgjigjem një veprimi të dikujt, duke bërë të njëjtën gjë; i jap përvojën dikujt e ai me jep të tijën; shkëmbej. *Këmbyen zjarr. usht. Këmbyen vësh-trime (buzëqeshje). Këmbyen vizita. Këmbyen fjalime. Këmbyen dy fjalë me këmbë. Këmbyen mendime. Këmbyen përvojën.*
4. Bëj disa here me radhë një veprim pas një tjetri, shkëmbej radhazi. *Këmbej lëvizjet.*
5. *fig.* Mohoj një pikëpamje, një ide etj. dhe për-qafoj një tjetër; bëj timen diçka tjetër, ndryshoj, ndërroj. *Këmbej mendim. Kishte këmbyer fenë. Këmbeu sjellje. Këmbeu mënyrën e jetesës. Këmbej mendje* ndryshoj mendim.
- Këmbeu (shkëmbeu, ndërroi, bëri) fjalë *me dike shih te* FJALË,~A.
KËMBESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ndërrim, këmbim.
2. *shih* SHKËMBESË,~A.
KËMBESTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Këmba që i vëmë dikujt tërthorazi midis dy këmbëve të tij për ta rrëzuar; nënkëmbëse, pengë. *vuri këmbestrën.*
KËMBË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Secila nga të dyja gjymtyrët e poshtme të trupit të njeriut; secila nga gjymtyrët e poshtme të trupit të një kafshe a të një shpendi që u shërbejnë atyre për të qëndruar, për të ecur a për të lëvizur; pjesë nga kjo gjymtyrë. *Këmba e djathtë (e majtë). Këmbët e përparme (e prapme). Këmbë të trasha (të holla, të shtrembra, të gjata). Këmbë të rreme* zgjatime të protoplazmës te disa kaf-shë, me anë të të cilave ato lëvizin. *Me katër (me dy, me shumë) këmbë. Një këmbë mish* çereku i mishit të një bagëtie të therur. *Fyelli i këmbës. Leqet (muskujt, kockat) e këmbës. Syri (nyelli, fyelli, kërciri) i këmbës. 1 merren këmbët* nuk mbahet dot me këmbë, ecën si i pirë. *U lodh (u këput) nga këmbët. Rri (vë) këmbën mbi (përmbi) këmbë. Me mirë të vdesësh me këmbë, sesa të rrosh me gjunjë. fj. u. Kush luan këmbët, luan edhe dhëmbët. fj. u.* kush punon e siguron jetesën, kush punon ha. *Çdo berr varet nga këmbët e veta. fj. u. shih te* BERR,~I.
2. Pjesa e fundit e gjymtyrëve të poshtme të njeriut ose të kafshëve, nga gjuri ose nga nyelli deri te gishtë-rinjtë; shputë, putër; thunder; gjurma që lë kjo pjesë e gjymtyrëve; shkelm. *Ka këmbë të vogël (të madhe). Me këmbë të zbathura. Këmbë lope (ariu, derri, pule, pate, viçi, dhie). Shputa (trina, thembra) e këmbës. Gishtërinjtë e këmbës. Gjurmë këmbësh. Në majat e këmbëve. Nga koka deri te këmbët* në gjithë trupin. *Laj (lag) këmbët. I rrëshqiti (i shkau) këmba. Për-drodhi (ndrydhi) këmbën. Përplas këmbët. Vë këmbën*
*dik u* shkel diku. *Shkel me këmbë. Godit (i bie) me këmbë. 1 hyri një gjetnb në këmbë. Ka një kallo në këmbë. Nuk ka shkelur kurrë këmba e tij këtu* nuk ka ardhur asnjëherë.
3. Çdonjëra nga pjesët e zgjatura e të ngushta, mbi të cilat mbështetet e qëndron një send; diçka e ngjashme me të; kërcelli i zhveshur i disa bimëve. *Këmbët e karriges (e tryezës, e dollapit, e avlëmendit, e shtratit). Këmbët e urës. Këmbët e djepit. Këmbët e shkronjës* “m”. *Këmba e parmendës. Këmba* e *kër-pudhës* bishti i kërpudhës.
4. Secila nga dy pjesët e pantallonave, e çidikëve etj., që vijnë si gyp e që mbulojnë gjymtyrët e poshtme të njeriut. *Pantallona me këmbë të ngushta.*
5. Pjesë e një sendi, e rrafshët dhe e ngushtë, ku shkelim, këmbëz; shkallare. *Këmba e karrocës. Këmbët e shkallëve. Ngjit shkallët nga dy këmbë.*
6. Rrëzë. *Këmba e shtyllës (e lisit). Në këmbë të malit (të DajtitJ.*
7. Masë gjatësie a thellësie, e barabartë me rreth 30-40 centimetra. *Pesë këmbë thellësi. Sa këmbë ka? E shpoi dyzet këmbë. Bëj dy këmbë përpara.*
8. Shkul leshi, pambuku etj.
9. *zakon. sh.* edhe *fig.* Të ecurit pa ndonjë mjet, mënyra e të ecurit me gjymtyrët e poshtme; fuqi për të ecur, për të vrapuar ose për të bërë diçka me anën e gjymtyrëve të poshtme; zhurma që shkaktohet kur ecim e shkelim diku. *Ndal (mbaj, ngadalësoj, shpejtoj) këmbët. Ngas këmbët* eci shpejt. *Ka këmbë të shpejta. S'ka këmbë* nuk ecën dot. *Merr këmbë* fillon të ecë (për fëmijët). *Dëgjohen këmbë. lu prenë këmbët* a) nuk ecën dot me; b) nuk ka me fuqi a guxim të veprojë; u tremb. *E lane këmbët e duart* s'është me në gjendje të punojë; u plak. *Nuk i bëjnë këmbët* a) nuk ka fuqi të ecë, nuk mund të ecë ose të vejë diku; b) nuk ka guxim të vejë. *Kush s'ka kokë, ka këmbë. fj. u.*
10. Degë a mëngë e një lumi etj. *Dy këmbët e Semanit — Devolli e Osumi.*
11. Rrënjë ose cope pemësh a bimësh; kalem a shpatull peme, që mbillet në tokë për shumëzim. *Këmbë ullinjsh (misri).*
12. *bised.* Vend; pozitë në shoqëri. *Në këmbë të vëllait. Zuri këmbën e t'et.*
13. *let.* Njësi poetike a masë vargu që përbëhet nga një grup rrokjesh të gjata e të shkurtra, të cilat për-sëriten në

mënyrë ritmike (në poezinë greke e latine). *Këmbë jambike (daktilike). Këmbë çift (tek).*
14. *fig. keq.* Zgjedhë, thunder. *Nën këmbën e pushtuesit. E vuri nën këmbë* e nënshtroi, e mundi, e mposhti.
Si me këmbë keq, jo mirë, jo në rregull, pa kujdes. Edhe me një këmbë medoemos, detyrimisht. Bëj këmbë *shih te* BËJ. Ka bërë këmbë *diçka iron.* e kanë vjedhur, e kanë marrë; është zhdukur. Me ranë (me dolën) këmbët u lodha duke kërkuar dike a diçka gjithandej. U ra (ua mbathi, ua dha) këmbëve iku me vrap, iku më të katra (zakonisht nga frika). I ra këmbës a) u përpoq me kot; b) *mospërf.* vdiq. I ra ndër këmbë (në gjunjë) *dikujt shih te* GJU,~RI. E bleu me (në) këmbë e bleu të gjallë, jo të therur (për një kafshë). E drodhi (e përdrodhi) këmbën (bishtin) edhe *përçm. shih te* DREDH. Fie në këmbë *shih te* FLE. I fsheh këmbët (nuk i tregon këmbët) punon e vepron fshehurazi; hedh gurin e fsheh dorën; është dinak. Fut (vë) këmbët (këmbën) *diku* hyn diku, arrin të futet; fut hundët. Gjalma nëpër këmbë pen-gesa e ngatërresa, kokëçarje, punë të pazgjidhura që të bezdisin. Nuk ia gjen dot këmbët *dikujt a diçkaje* nuk e zbulon dot ku është fshehur; nuk ia gjen dot fillin, nuk e zbërthen dot. Sa I hanë këmbët me tërë vrapin, sa mund të vrapojë. S'më hahen këmbët *p ër diçka shih te* HAHEM $_8$- Ua hipi këmbëve *shak. shih te* HIPI. Është me (në) këmbë *dikush* është në gjendje të mire shëndetësore, nuk është i sëmurë; është në gjendje të tillë sa që mund të jetojë e të punojë. E ka nëpër këmbë a) (fëmijën) e ka fare të vogël e duhet ta rritë; b) ka një punë në dorë e duhet ta mbarojë. Me këmbë prej balte *shih te* BALTË,~A. Me këmbë nga dielli *mospërf.* i vdekur. Me këmbë e me duar duke përdorur të gjitha fuqitë e mundësitë. Në këmbë e në dorë (në duar) shpejt e shpejt, pa u shtruar, si në këmbë. Si këmbët e gjarprit *shih te* GJARPËR,~RI. Këmbë e krye që të gjithë, i madh e i vogël, tërësisht, krejtësisht. Me këmbë të lehta! *ur. shih te* LEHTË (i,e). Me këmbë të mbarë! *ur. shih te* MBARË (i,e) $_4$. Kokë e këmbë *shih te* KOKË,~A. S'i ka lagur këmbët *shih te* LAG. I lëpin (i puth) këmbët (çizmet) *dikujt keq. shih te* LËPIJ. Iu lidhën këmbët *shih te* LIDHEM. Nuk i lodh këmbët *dikush shih te* LODH. Ju lumshin këmbët! *ur.* mire se erdhët! S'luajti asnjë këmbë *shih te* LUAJ. I mori këmbën *dikujt shih te* MARR. Mori këmbë *diçka* filloi të marrë për mbarë (një punë). Mori këmbë (fjala) u përhap gojë me gojë gjithandej. Mori këmbët iku me vrap. E merr nëpër këmbë a) *dike* e përdor keq e trajton keq; b) *diçka* nuk e përfill, e shpërfill, e shkel (për parimet, të drejtat etj.). Mbahet në këmbë (gjallë) *shih te* MBAHEM. E mba] me këmbë *diçka* e bëj që të jetë ende; e forcoj, nuk e lë të bjerë. Mbësh-tetet (vetëm) me një këmbë nuk mbështetet si duhet e plotësisht diku për një punë. Mbështetet në të dyja këmbët mbështetet fort e plotësisht diku për një punë. Iu mblodjiën këmbët *mospërf. shih te* MBLIDHEM. I mbulon këmbët *shih te* MBULOJ. I ndeu (i mblodhi) këmbët *mospërf. shih te* NDEJ. I ngatërrohet nëpër këmbë *dikujt* e pengon në veprimet e tij, i bëhet pengesë, e bezdis. E rtgriti (e çoi) në (me) këmbë a) *d i k ë* e rritl dhe e edukoi deri sa u be i zoti për të Dariuar vetë; b) *dike* e shëroi, e bëri të ngrihet ngaj shtrati e ta marrë veten plotësisht; c) *diçka:*vië'rtoi një shtëpi, një mekanizem etj.; rregulioi diçka ic p;nbhur dhe e vuri në veprim; ç) organizoi diçka, i ih'c forme (një pune etj.); *U)dikë* e bëri që të hidhet::.'I ₍eprirn a në kryengritje. U ngrit me (në) këmbë I.! Iiiioi te ecë me këmbët e veta (për fëmijën); b)j ngrit nga shtrati, u shërua, e mori veten dhe është;:.e gjendje të punojë (për një të sëmurë rëndë qëësht'ë dergjur për një kohë të gjatë); c) filloi një punë me rëndësi, mblodhi të gjitha fuqitë për të kryer lIjë punë të madhe, u ngrit peshë; ç) u hodh në krye-ngri'tje. Ngul këmbë *shih te* NGUL. Përplasi (përpoqi) kjijoë} *shih te* FËRPLAS. 1 pet's kësnbë e dorë (kësihët, pëofirin, dorëa, gjnnjë) *dikuji kco shih te* PUTH. Qëndron me (në) këmbë *dig k a;Uy.s* e drejtë;ështën vërtetë (një idc, pikëpamje, ttzi, akuzë etj.). I rrë-zoi kërabët *dikujt shih ie* RRËZOJ. RrI (qëndron) me (në) këmbë *d i k u sh* rri ngtitur, jo ulur, jo shtrirë. I rri me këmbë *dikujt* është gjithnjë gati për t'i shërbyer; i rri gati. I shkanë (i rrëihgitën) këmbët <t sitkau këmba) *shih te* SHKAS. ShkeI këmbë ngul kërnbc. S&Isel me këmbë *diçka* hedh poshtë, nuk e zb'aton (një parira, një ligj etj.); nuk e pranon, e shpërfili, e përbuz, M'u shkurtuan këmbët *shih te*
SHKURTOHEM. Ia shkurloi këmbët *dikujt shih te* SHKURTOJ. I shtiu këmbët *shih te* SHTIE. Shtrën-goj këmbët *shih te* SHTRËNGOJ. I teri këmbët (o-pingat) *dikujt përb. shih tek* TER. Tund këmbët *shih tek* TUND. Tundi këmbën *mospërf, iron, shih tek* TUND. Iu thanë këmbët *shih te* THAHEM. Iu thaf-shin këmbët! *mallk. shih te* THAHEM $_5$. Thek këmbët (hapin) *shih te* THEK $_3$. E theu këmbën *përb. shih te* THYEJ. Erdhi (shkoi) me (në) këmbë *dikush* erdhi këmbas, pa ndonjë mjet. I vuri këmbën *dikujt* a) e përzuri, e dëboi, e shkelmoi; b) e vuri poshtë, e mposhti, e shtypi. I vuri këmbën *diçkaje* e fshehu, e mbuloi; j vuri kapak diçkaje. I zuri këmbën (vendin) *d i k uj t_ shih te* ZË. Ia zuri (ia lidhi, ia ngujoi) këmbët *shih te* ZË. S'e zë këmba *shih te* ZË. U be këmbë e dorë krijoi familje, u be me grua e me fëmijë. U be këmbë e krye *diçka* u ngatërrua shumë, u be lesh e li. I bëri këmbët baras (çift, kizë) *mospërf.* vdiq. I bëri këmbët të lehta *shih te* LEHTË (i,e). I ra (i vajti, i shkoi) gjaku te këmbët (në fund të këmbëve) *shih te* GJAK, ~U i. Me ranë këmbët cope *shih te* COPE. I bie së mirës (bukës) me këmbë (me shkelm) *shih te* SHKELM, ~I. I bie nenit të këmbës *shih te* NËN,-vI. Çalon nga të dyja këmbët ka të meta shumë të rënda- I çoi (i ngriti) këmbët bigë *mospërf. shih te* BIGË,~A. I digjet (i zien) toka (trualli) nën këmbë *shih te* DI-GJEM. Djepi plot e këmbët jashtë *iron, shih te* DJEP, ~I. I dridhen leqet e këmbëve (gjunjët) *shih te* GJU, ~RI. I dridhet (i rrëshqet, i shket, i luan, i lëviz) toka (trualli) nën këmbë *shih te* DRIDHEM. Ecën (shkon) me kembë plumbi *shih te* PLUMB, ~I. Ecën (qëndron) me këmbët e veta është i pavarur; ben diçka a shkon përpara me forcat e me mjetet e veta. Deti s'kalohet me këmbë *fj. u. shih te* DET,~I. I futet detit me këmbë nis një punë që nuk mund të bëhet ose që është jashtë-zakonisht e vështirë. Fjala ka këmbë *fj. u.* nëse thuhet diçka nuk mund të mbahet e fshehtë, fjala përhapet. E ka grirë si këmbët e mizës *diçka* e ka grirë shumë nolle. U gjend qiri në këmbë *shih te* QIRI,~RI. Ha këmbët e veta *shih te* HA. Ha këmbë gjelëze *shih te* GJELËZ,~A. Iu haptë varri (dbeu) nën kën.bë! *mallk. shih te* HAPEM. E hoqi (e tërhoqi) këmbën zvarrë (rrëshqa lës) *shih te* ZVARRË. Nuk i ka hyrë ferrë (gjemb) së këmbë *shih te* FERRË,~A. Iku (shkoi) nga (ku) sytë këmbët *shih te* SY,~RI. Ia dha përgjigjen më(në) këmbë *dikujt* iu përgjegj aty për aty dhe pa u mend'uar gjatë. S'jemi si këmbët e dbjsë *shih te* DHl,~A. Është me këmbë në

kapërcyell *shih te* KAPËRCYELL,~I. Është këmbëza e urës *shih tek* URË,~A. Është me një këmbë në varr *shih te* VARR,~I. Eshtë me këmbë në yzengji *dikush shih tek* YZENGJI,~A. I ka këmbët brisk *shih te* BRISK,~U. Sa të ke?ii këmhë e dorë (e duar) sa të kem fuqi për të ecur vetë e për të punuar. Sa t'i luajë këmba e dora sa të ketë këmbë e dorë. I ka këmbët të lidhura *shih te* LIDHUR (i,e). E ka këmbën të prapë *shih te* PRA-PË (i,e). I fca kësnbët (rtuart) të shpenguara *shih te* SHPENGUAR (i. e). I ka plaçkat nëpër këmbë i ka piaçkat të hedhura andej-këtej, pa rregull, nuk i ka vënë në vendet e tyre; po përgatitet të niset, po bën gati plaçkat të niset. S'ka as kokë as këmbë *shih te* KOKË,~A. I ka litarët nëpër këml? *shih te* LITAR,~I. Kërkon këmbë për gjemb *shih te* GJEMB, ~I. Kolos me këmbë argjile *mospërf. si:ih te* KOLOS,~L E.ktheu (e hodhi, e ngriti) me ktmbë përpjetë *mospërf.* e vrau. I ktheu këmbët (këpucët, pot-konjtë. thundrat) nga dielli *përb. shih te* DIELL,'~I. S'Sa gur në këmbë *shih te* GUR,~I. Nuk Ia gjemb këmbe *shih ie* GJEMB,~I. T'i lë këmbët e arushës në dorë*shih tek* ARUSHË,~A. E la me këmbë të lira *dike shih te* LIRE (i,e). E lëshuan (e lane) leqet e këmbë-ve *shih te* LAK, ~U. Të lëshon litarin nëpër këmbë *shih te* LITAR,~I. la lëshoi samarin nëpër këmbë (nën bark) *dikujt shih te* SAMAR,~I. Lidh këmbët me gjalmat e mi *shih te* GJALMË,~I. E lidhi këmbë e duar *dike* a) nuk i la asnjë liri ve-primi, i hoqi çdo mundësi për të bërë diçka; b) i hoqi çdo të drejtë; e robëroi, e skllavëroi. Nuk luan as gishtin e këmbës (e dorës) *shih te* LUAJ. I merr fjalët nga këmbët i merr fjalët së prapthi, nuk i kupton si duhet, i keqkupton fjalët. E mori frerin nëpër këmbë *shih te* FRE,~RI. Mori këmbët në krahë a) u nis menjëherë, u largua shpejt e pa u vonuar; b) u lodh shumë nga një rrugë e gjatë, sa që nuk mund të ecë dot. I mori këmbët mbi stipe (në krahë) *shih te* MARR. I mbeti gjalmi nëpër këmbë *shih te* GJALMË,~I. Nuk mbeti këmbë njeriu nuk mbeti asnjë njeri i gjallë, nuk mbeti asnjeri. Mbjell ferra nëpër këmbë *shih te* MBJELL. Ngul këmbët në akull *shih tek* AKULL,~I. T'i nxjerr (t'i merr) këpucët (opingat) nga këmbët a) është vjedhës i madh; b) është nga ata që janë shumë të prirur e të shkathët për të bërë të këqija. E priti me këmbët e para e priti keq, jo miqësisht dike; nuk e pranoi, e hodhi poshtë. Qëndron (rri) këmbë mbi (përmbi) këmbë rri i qetë, pa kokëçarje, i shkujdesur; kapardiset. Nuk i qëndruan këmbët në yzengji *dikujt shih tek* YZENGJI, ~A. I rrinte qiri(më këmbë)d *ikujt shih te* QIRI,~RI. Shkel bukën (me këmbë) *shih te* SHKEL. I shkel këmba dyst (shesh) *shih te* SHKEL. E shkeli më të dy (me të dyja) këmbët gaboi rëndë. Shkonte nga (ku) e shpinin këmbët shkonte pa e ditur se ku vinte, shkonte pa e pasur mendjen. Shkruan si me këmbët e pules shkruan shumë keq, jo qartë e jo bukur. I shtypur me këmbë bibash *shih te* BIBË,~A. Shpatullat duan këmbë *fj. u. shih te* SHPATULL,~A. Tund këmbët në diell *mospërf. shih te* DIELL,~I. (Si) iu thanë këmbët e (që) s'erdhi (s'shkoi, s'vajti) *shih te* THAHEM. Si iu (s'iu) thanë këmbët, po (e, që, kur) erdhi (shkoi, vajti) *shih* te THAHEM. Nga theva këmbën e dola (e vajta, e shkova, e erdha)! *shih te* THYEJ. Vdiq me këpucë në këmbë *shih te* KËPUCË,~A. I ka vënë këmbën (shkelmin, duart) nëfyt(nëgrykë,nëgjoks)(ifcu; *shih te* SHKELM, ~I. la vuri (ia futi, ia sbtiu) të dyja këmbët në një këpucë (në një opingë) *dikujt* i krijoi dikujt një gjendje të vështirë; e detyroi me zor të bëjë diçka, e shtrëngoi; ia mblodhi. I vunë këmbën (tbembrën) në qafë *shih te* QAFË,~A. Ia vuri (ia shkoi) këmbët në rrip të dyfekut *shih te* DYFEK,~U. I vuri mokrat në këmbë *shih te* MOKËR,~RA. Nuk i vjen (nuk i afrohet) as te gishti (as te thoi) i këmbës *shih te* GISHT, ~I. Nuk ia vret (nuk ia sbtrëngon) këpuca këmbën *shih te* VRAS. I zuri guri këmbët u zu ngushtë, s'kishte nga t'ia mbante. Ia zuri këmbët me derë *shih te* DERË, ~A. I zunë këmbët dhe *shih te* DHE,~U $_4$. S'i zënë këmbët dbe (tokë, vend) a) nuk qëndron në një vend të caktuar, lëviz shumë; kërkon andej-këtej; b) është në hall të madh; ç) vrapon shumë shpejt. Kur (sa) të bëhet gjethja sa këmba e patës *shih te* PATË,~A. E hodhi (e kapërceu, e kaloi) lumin pa lagur këmbët (pa u lagur) *shih te* LAGEM. E jep me dorë, e merr me këmbë *shih te* DORË,~A. I ka trutë në fund të këmbëve *shih tek* TRU,~RI$_2$. Nga këmbët borroviq, nga mendja eksiq *shih te* BORROVIQ, ~I. Këmbët e lehta e faqja e bardhë! *shih te* LEHTË (i,e). Një këmbë në qerëse, një në ugar *shih te* QERËSE,~JA. Kokën këtu, këmbët atje mezi pret të niset që këtej e të vejë diku gjetiu (për atë që nuk e shtron mendjen
të qëndrojë aty ku punon). Hedh këmbët (luan këmbët, hedh vallen, kërcen) siç bie daullja (sipas daulles, siç bie lodra) *keq. shih te* DAULLE,~JA. T'i lash këmbët e t'i pish ujin *d i k u j t shih te* LAJ. Nga maja e flokut te thotijte e këmbëve *shih te* FLOK,~U. Mbledh këmbët për të fshehur gjurmët bën gjoja sikur tërhiqet ose sikur pertdohet për të fshehur veprimet e tij të këqija. Ngre këmbën e i bie kokës pendohet thelle për një veprim te gabuar që ka bërë a që nuk e ka shfrytëzuar një rast të volitshëm. Ngre këmbën e vë gozhdën pa u menduar thellë.bën një veprim në dëm të vet. Ngrihen (çohen) këmbët e i bien kokës ngri-het i vogli e godet të madhin. I qan hallin kalorësit se i varen këmbët *shih te* KALORËS,~I. U rrëzua kali, t'i presim këmbët *iron, shih te* KALË,~I. Shkund me duar e shtyp me këmbë *shih te* DORË, ~A. Nuk i tregon gjarpri (bolla) këmbët *fj. u. shih te* GJARPËR,~RI. Çdo berr varet nga këmbët e veta *fj. u. shih te* BERR,~I. Gënjeshtra i ka këmbët të shkurtra *fj. u. shih te* SHKURTËR (i,e). Këmbët për baltë, gojë për mjaltë *fj. u. shih te* BALTË,~A. Kush luan këmbët, luan dhëmbët *fj. u. shih te* DHEMB, )Do të nxjerrë prush me këmbët e maces *keq. shih te* PRUSH,~i. Ditën të lëpin këmbët, natën të ngul dhëmbët *shih te* LËPIJ. Qerja e këmbëve *mjek. shih te* QERE,~JA.

KËMBËBARDHË *mb.* 1. Që i ka këmbët të bardha dhe trupin me qime të zeza ose si të kuqe (për dhitë, dhentë etj.). *Dhi (dele) këmbëbardhë.*

*1. fig.* Këmbëmbarë.

KËMBËClNGTHI *ndajf.* Me një këmbë në tokë dhe tjetrën të ngritur; këmbëthyerazi, këmbëçalë, hopthi. *Qëndron (kërcen) këmbëcingthi. Erdhi këmbë-cingthi. Luajmë këmbëcingthi* luajmë duke qëndruar me një këmbë dhe duke goditur njëri-tjetrin me sup derisa njëri të humbasë drejtpeshimin, të ulë këmbën tjetër në tokë ose të rrëzohet.

KËMBËÇALË *mb.* 1. Që ka një këmbë të çalë; që ecën vetëm me njërën këmbë. *Njeri këmbëçalë.*

2. *përd. ndajf.* Duke ecur me një këmbë, duke u hedhur me një këmbë, hopthi; me njërën këmbë në tokë dhe me tjetrën të ngritur; këmbicingthi. *Luajmë këmbëçalë* luajmë duke kërcyer me një këmbë dhe duke shtyrë më të një

rrasë të vogël guri brenda disa katrorëve të vizatuar në tokë (lodër fëmijësh).
KËMBËDELE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *bot.* Radhiqe.
KËMBËDRAPËR *mb.* Që i ka këmbët të lakuara si draper; këmbështrembër.
KËMBËGJARPËR *mb.* Që vepron fshehurazi, që hedh gurin e fsheh dorën, dinak; që nuk i tregon këmbët.
KËMBËGJATË *mb.* Që i ka këmbët të gjata, shalë-gjatë. *Burrë (grua) këmbëgjatë. Shpend (lejlek) këmbë-gjatë. Mushkonjë (karkalec) këmbëgjatë.*
KËMBËHOLLË *mb.* Që i ka këmbët të holla a të dobëta. *Kale (dre) këmbëhollë.*
KËMBË-KËMBË *ndajf.* 1. Me gjurma këmbësh, gjurma-gjurma. *E bëri këmbë-këmbë dyshemenë (qi-limin).*
2. Hap pas hapi, këmba-këmbës; duke ecur edhe pak me këmbë. *Iu afrua këmbë-këmbë. Këmbë-këmbë dhe arritëm.*
3. Kortarë-kortarë, copa-copa. *E bënë berrin këmbë-këmbë.*KËMBËKITHI *ndajf.* Me një këmbë, këmbëcingthi. *Hidhej këmbëkithi.*
KËMBËKIZË *mb.* 1. Që i ka këmbët të shtrembra si draper, me këmbë si kizë.
2. *përd. ndajf.* Duke u hedhur me një këmbë, hop-thi; këmbëçalë. *Luajmë këmbëkizë* luajmë këmbëçalë.
KËMBËKRYQ *ndajf.* 1. Ndenjur, ulur a shtruar me këmbë të kryqëzuara nën vete. *U ul këmbëkryq në qilim (mbi bar).*
*2. fig.* Shtruar, me durim e gjakftohtësi. *Biscduan këmbëkryq.*
3. *fig.* Me mendje të qetë e të shkujdesur; qetë si në shtëpinë e vet, pa u trazuar prej askujt. *U shtrua (uul) këmbëkryq.*
KËMBËKUQ,~E *mb.* 1. Që i ka këmbët në ngjyrë të verdhë të errët ose si të kuqe (për kafshët). *Patë këmbëkuqe. Dhelpra këmbëkuqe.*
2. JI *em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Thëllëzë.
3. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *euf.* Dhelpër.
KËMBËKUQE,~JA . *gjell.* Mëmëligë e gatuar me miell misri dhe me sheqer; bukë misri e thërrmuar dhe e fërguar me gjalpë, që hahet me sheqer, me pek-mez ose me mjaltë.
KËMBËLEHTË *mb.* Që ecën shpejt dhe pa u ndier, që i ka këmbët të lehta në të ecur; këmbështhpejtë. *Lëpur (dre) këmbëlehtë. Vajzë këmbëlehtë.*
KËMBËLESH,~E *mb.* 1. Që e ka kërcellin mbuluar me push (për duhanin etj.). *Duhan këmbëlesh.* 2. Që i ka këmbët me pupla (për disa shpendë).
KËMBËLIKAÇIK *ndajf.* Me një këmbë; duke u mbështetur në tokë vetëm me një këmbë. *Kërcen këmbëlikaçik.*
KËMBËMBARË *mb.* Që sjell mbarësi, që sjell fat; qëvjen me këmbë të mbarë (sipas paragjykimeve); *kund.* këmbëprapë. *Qofsh këmbëmbarë! ur.*
KËMBËNGUL *jokal.,* ~A, ~UR. Përpiqem më të gjitha forcat, me durim e me vullnet të madh që t'ia arrij një qëllimi ose kërkoj në mënyrë të ven-dosur që të me plotësohet një kërkesë, ngul këmbë; ngihlmoj, dëshiroj të bëhet patjetër ajo që them a që dua unë, tregohem kokëfortë.
KËMBËNGULËS,~E *mb.* 1. Që ngul këmbë a që ngulmon për diçka. *Njeri (nxënës, mësues) këmbë-ngulës.*
2. Që bëhet me këmbëngulje, që shpreh këmbë-ngulje. *Punë (stërvitje, luftë) këmbëngulëse. Qëndrim këmbëngulës. Përpjekje këmbëngulëse. Në mënyrë këmbëngulëse.*
KËMBËNGtJLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ve-
primi sipas kuptimit të foljes KËMBËNGUL.
2. Të qenët këmbëngulës, vetia e atij që është këmbëngulës; kërkesë a përpjekje këmbëngulëse; vullneti i dikujt për të arritur patjetër atë që kërkon a mendon; kokëfortësi. *Këmbëngulje e drejtë (e ko-të). Lufton (punon, kërkon, studion) me këmbëngulje. Kundërshtoi me këmbëngulje.*
KËMBËNGULTAS *ndajf.* Në mënyrë këmbëngulëse, me këmbëngulje.
KËMBËPAMBUK,~E *mb.* Që ecën shumë Iehtë, që ecën pa u ndier fare; këmbëlehtë.
KËMBËNYJËTUAR,~IT *m. vet. sh. zool.* Grupi me i lartë i kandrrave dhe i kafshëve jokërbishtore, që trupin dhe gjymtyrët i kanë të ndarë në unaza të lëvizshme.
KËMBËPANDlER *mb.* Që ecën pa u ndier fare, këmbëpambuk.
KËMBËPATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe si këmbë pate, që bën lule në trajtë të një lëmshi me ngjyrë të gjelbër në të verdhë dhe që rritet në vende të lagështa, anës rrugëve e nëpër ledhe.
KËMBËPATË *mb.* 1. Që i ka këmbët të shkurtra, të mbushura dhe që ecën si patë; që i ka këmbët me shputë të madhe.
2. Që i ka gjethet të mëdha dhe në trajtën e këmbëve të patës (për bimët).
KËMBËPËRPJETË *ndajf.* 1. Me këmbë të ngritura lart.
2. *fig. mospërf.* Vdekur; ngordhur. *E gjetën këmbë-përpjetë. Ehodhi(ektheu) këmbëpërpjetë dike* evrau.
KEMBËPRAPË *mb.* Që sjell prapësi, që ndjell fatkeqësi (sipas paragjykimeve); *kund.* këmbëmbarë.
KËMBËPRERË *mb.* Që i ka të dyja këmbët të prera ose njërën këmbë të prerë.
KËMBËPULË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell si të egjrës, me gjethe të holla, me lule të verdha në trajtë kalliri, e cila bën fara si të fshesës dhe përdoret si ushqim për bagëtinë.
KËMBËPUPËL *mb.* Këmbëpambuk.
KËMBËQIRI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË dhe KËMBËQIRITH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Stipend i ngjashëm me lejlekun, por me i vogël, me sqep të gjatë dhe me këmbë të gjata, të holla, të drejta e në ngjyrë të verdhë, që rron nëpër këneta.
KËMBËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Këmbësor (në kuptimin 1).
2. *usht., vjet.* Këmbësor. *Ushtri prej 6000 këmbësish.*
3. Këmbëse.
4. Shelqeror.
5. *fig. bised.* Ndihmës në një punë, ndërmjetës; zëvendës.
KËMBËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shkallë e vogël prej druri me dy këmbë, që përdoret për të hipur në mur, në pemë etj. *Vjel me këmbëse.*
KËMBËSOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ecën rrugës me këmbë, ai që udhëton me këmbë. *Kalim vetëm për këmbësorët.*
2. *usht.* Ushtar a luftëtar i këmbësorisë; ushtarak që shërben në këmbësori. *Stërvitja e këmbësorëve.*
KËMBËSOR,~E *mb.* 1. I caktuar për këmbësorët, ku mund të kalojnë vetëm këmbësorët (për rrugë zakonisht të ngushta). *Rrugë (udhë) këmbësore.*
*2. usht.* Që shërben në këmbësori; që përbëhet nga këmbësorët; që bën pjesë në këmbësori, i këmbësorisë.

*Ushtar këmbësor. Trupa (ushtri) këmbësore. Divizion (batalion) këmbësor.*
KËMBËSORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rrugë e ngushtë ku mund të kalojnë vetëm këmbësore; tro-tuar. *Rrugë (urë) me këmbësore.*KËMBËSORI,~A . *usht.* Trupa ushtarake to-kësore, të pajisura me armë të lehta zjarri (pushkë, mitraloza, bomba dore etj.); tërësia e këtyre trupave dhe e armatimeve të tyre, që bëjnë pjesë në ushtrinë e një vendi. *Këmbisoria tokësore (detare). Trupa këm-bësorie. Divizion (batalion) këmbësorie. Armët e këm-bësorisë. Sulmi i këmbësorisë. Oficer i këmbësorisë.*
KËMBËSCTË *mb. poet.* Këmbelehtë e. këmbë-shpejtë si suta. *Vajza këmbësutë.*
KËMBËSHAKULL *mb.* Që mezi i heq këmbët, që ecën rëndë, që mezi ecën e mezi lëviz.
KËMBËSHESHTË *mb.* Që i ka shputat e këmbëve pa urë e pa hark, që i ka shputat e këmbëve të sheshta. *Djalë këmbësheshtë.*
KËMBËSHKURTËR *mb.* Që i ka këmbët të shkur-tra. *Dele këmbëshkurlër.*
KËMBËSHPEJTË *mb.* Që ecën a që vrapon shumë shpejt.
KËMBËSHTREMBËR *mb.* 1. Që i ka këmbët të shtrembra. *Njeri këmbështrembër. Karrige këmbë-shtrembër.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).
KËMBËSHUMËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Dyzetkëmbësh.
KËMBËTERS,~E *mb.* 1. Këmbëprapë. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Erdhi këmbëtersi.*
KËMBËTHARË *mb.* 1. Që nuk ecën dot; që ecën ngadalë e me ngathtësi; *si mallk.* që iu thafshin këmbët, që mos paste këmbë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'u be, këmbët hqri! Nga i solli këmbët, këmbëthari!*
KËMBËTHIRË,~A. Luajmë kërabëthirën *shih* Lu-ajmë këmbëçalë *te* KËMBËÇALË.
KËMBËTHYER *mb.* Që e ka një këmbë të thyer; që mbështetet në një këmbë kur ecën dhe tjetrën e heq zvarrë.
KËMBËTHYERAZI *ndajf.* 1. *shih* KËMBËÇALË $_2$.
*Luajmë këmbëthyerazi.* 2. Këmbëcingthi, çalakëmbëzi.
KËMBËVOGËL *mb.* Që i ka këmbët të vogla; me putër të vogël.
KËMBËZ, ~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog. i* KËMBË )-5, 8> io>ll- *Këmbëz mize. Këmbëz foshnje. Këm-bëz doll,api (front). Këmbëza e karrocës. Këmbëzat e shkallëve. Këmbëz penjsh (leshi). Këmbëza ullinjsh.*
*2. usht.* Kunj i përkulur në mekanizmin e shkrepjes të një arme (në pushkë, në automatik etj.), që tërhiqet me gishtin tregues për të bërë shkrepjen. *Këmbëza e armës (e pushkës, e kobures). Tërheq (heq, shkel) këmbëzën.*
3. Pjesa e kthyer e parmendës në anën e prapme të saj, që bashkohet me plorin. *Këmbëza e parmendës.*
4. Druri që vihet pingul mbi trarët e shtëpisë dhe mban përsipër qeprat, cungal, baballëk; secili nga gurët pingulë në të dyja anët e dritares ose të derës. *Këmbëzat e çatisë. Këmbëzat e dritares (e derës).*
5. Stërkëmbës, këmbestër, pengë. *vuri këmbëzën.*
*6.* Pjesa e qepur a rripi i shtuar në fund të çitjaneve ose të pantallonave; këmbje. *Këmbëzat e çitjaneve.*
E mban (e ka) gishtin në këmbëz (rri me gisht në këmbëz) rri ose është gati për luftë, rri syhapët për t'u mbrojtur në rast se armiku e sulmon. Është këmMza e urës *shih tek* URË,~A.
KËMBËZBATHUR *mb.* 1. Që nuk ka këpucë në këmbë; pa këpucë e pa çorape në këmbë, i zbathur. *Fëmijë këmbëzbathur.*
2. I varfër, i këputur.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
KËMBËZEZË,~A *veter.* Sëmundje e rëndë ngjitëse, që prek gjedhin e ri dhe bagëtitë e imëta dhe që shfaqet me ënjtje të muskujve, sidomos në kofshët, në shpatulla e në nyjat e këmbëve. *ka zënë (u ka rënë) këmbëzeza.*
KËMBËZËNË *mb.* 1. Që i janë zënë këmbët dhe nuk ecën dot, që i ka këmbët të paralizuara.
2. Që është i ngathët nga këmbët, këmbëtharë.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Merre vetë, mos prit nga këmbëzëni!*
KËMBËZI,~ZEZË *mb.* Këmbëprapë.
KËMBËZON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Nxjerr dy-tri bisqe (për orizin, grurin etj.). *Këmbëzoi orizi.*
KËMBËZVARRË *ndajf.* Duke i hequr këmbët zvarrë, duke zvarritur këmbët. *Ecte kërnbëzvarrë.*
KËMBIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KËMBEJ, KËMBEHEM. *Këm-bim vendesh. Këmbim letrash. Këmbim monedhash. Këmbim delegacionesh. Këmbim mendimesh (pikë-pamjesh, vizitash). Këmbim zjarri. Këmbim përshën-detjesh (notash). Këmbim përvoje. Pjesë këmbimi* pjesë e një mekanizmi, vegël që zëvendëson një tjetër të përdorur ose të dëmtuar, pjesë ndërrimi. *Tregjet (ar-kat) e këmbimit. Kursi i këmbimit. Bëj këmbim.*
2. *shih* SHKËMBIM,~I 2,3.
3. *gjuh.* Zëvendësimi i një tingulli nga një tingull tjetër në të njëjtën morfemë, i cili është bërë gjatë zhvillimit historik të gjuhës ose ndodh për arsye të ndryshme e në kushte të caktuara gjatë përdorimit të saj. *Këmbim fonetik (gramatikor). Këmbimi i zanoreve (i bashkëtingëlloreve).*
*ir* Në këmbim *(me një emër në r. gjinore) libr.* në vend..., për të zëvendësuar diçka. Monedhë këmbimi (shkëmbimi) *libr.* mjet për të bërë allishverishe, malrapazllëqe a dallavere në kurriz të dikujt. Këmbimi (shkëmbimi) i lëndëve *biol. shih te* SHKËMBIM,~I.
KËMBJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *kryes. sh.* Për-dorëse prej hekuri, në trajtë trekëndëshi ose e rrum-bullakët, me tri këmbëza, mbi të citën vihen enët në zjarr.
2. Këmbëza e çitjaneve ose e pantallonave. *Me këmbje të qëndisura.*
3. Druri pingul që mban catinë, këmbëz, baballëk.
KËMBORË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mjet tingë-llues prej metali, zakonisht me forme të rrumbullakët a shpatuke, me grykë të ngushtë e me gjuhëz, që u varet bagëtive në qafë; tingulli që nxjerr ky mjet. *Këmborë e madhe (e vogël). Gjuhëza e këmborës. Rre-thi i këmborës. Dashi këmborës* dashi që prin ko-penë. *Bien (dëgjohen) këmborët.*2. *fig. keq.* Njeri i përulur e i nënshtruar, që i shër-bën dikujt për të nxjerrë ndonjë përfitim vetjak; njeri pa karakter, që mbështet, miraton e përhap mendimet e pikëpamjet e dikujt.
Dash me këmborë a) njeri i zoti e i shquar, i pan ndër të tjerët; b) kryetari i familjes a i fisit; udhëheqës, pnjës. Si dashi me këmborë me siguri, me krenari, pa iu trembur syri. I varën këmborën (prapa, në qafë) *dikujt* e tallën dhe e turpëruan përpara të tjerëve. la varën atë (këtë) këmborë i ngarkuan një punë. Nuk ia varin këmborën (torbën,

trastën) *shih te* VAR. I ka rënë gjuha e këmborës a) nuk i dëgjohet me zëri; nuk ndihet me; b) nuk e dëgjon me askush, nuk ia vë veshin me njeri. Ku di derri këmborë *mospërf. shih te* DERR,~I. I ha qafa për këmborë (dashi) *shih te* QAFË,~A. E ka humbur rrumbin e këmborës *shih* (f HUMB. S'ka qafë për atë këmborë *shih te* QAFË, ~A. Njëri i bie trokes, tjetri i bie këmborës *shih* Njëri i bie gozhdës tjetri potkoit *te* GOZHDË,~A. S'më lënë zilet e mia të dëgjoj këmborët e tua *shih te* ZI-LE,~JA. Lule këmborë (kambane) *bot. shih te* LULE,~JA.

KËMBUNAZË *mb.* Që ka një rreth të bardhë te këmbët (për disa kafshë e shpendë). *Kale këmbunazë. Dele këmbunazë.*

[1] KËMBYER (i,e) *mb.* 1. I ndërruar me diçka tjetër që ka vlerë zakonisht të njëjtë, që është këmbyer; i shkëmbyer. *Mall i këmbyer. Para të këmbyera.*

2. *spec.* Që vjen a që bëhet radhazi pas një tjetri e jo krahas tij, që shkëmbehet radhazi me një tjetër, që përse'ritet një here po e një here jo. *Gjethe të këmbyera. bot.* gjethe që në degë ose në kërcell nuk dalin çift njëra kundrejt tjetrës, por tek (nga njëra dhe nga tjetra anë) në një largest të caktuar. *Rime e këmbyer. let. Në mënyrë të këmbyer.*

3. *fig.* I çmendur, i shkalluar.

KËMBYERAZI *ndajf.* 1. Një here njëri, një here tjetri, me radhë, shkëmbyerazi. *Përsëritet këmbyerazi. Vijne këmbyerazi. Flasin këmbyerazi.*

2. *shih* SHKËMBYERAZI $_2$.

KËMBYES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që këmbehet me një tjetër në një punë etj.; ndërrues. 2. *tek.* Ftohës.

KËMBYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të këmbehet, i shkëmbyeshëm, i ndërrueshëm. *Pjesë e këmbyeshme. Monedhë (valutë) e këmbyeshme.*

KËMENDË,~A Bashka e leshit të dhisë; lesh dhie.

KËMISHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Këmishëqepës.

KËMISHARI,~A *sh.* ~, ~TË. Punishte ku qepen këmishë; repart ku qepen këmishë në një ndër-marrje rrobash të gatshme; dyqan ku shiten këmishë.

KËMISHË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Veshje e lehtë prej pë)hure pambuku, mëndafshi etj., me jakë të mbyllur ose të hapur, me mëngë të gjata ose të shkur-tra, që mbulon pjesën e sipërme të trupit e mbahet nën xhaketë. *Këmishë e bardhë (e kuqe). Këmishë e qëndisur. Këmishë mëndafshi (pambuku). Këmishë burr ash (grash, fëmijësh). Këmishë nate* këmishë e gjatë që veshin zakonisht grate kur ITenë. *Këmishë hekuri. hist,* veshje e sipërme prej metali, që mbanin kalorësit për t'u mbrojtur nga goditjet e shpatave ose të shtizave. *Këmishë me mëngë të shkurtra (të gjata). Këmishë me (pa) jakë. Në këmishë* pa xhaketë. *Jaka e këmishës. Vesh këmishën. Laj (hekuros, ndërroj) këmishën.*

*2. anat.* Cipë e hollë që mbështjell fëmijën në bar-kun e nënës ose larvën e kandrrave; cipë e hollë që mbështjell një organ ose një kafshë. *Këmisha e fosh-njës. Këmisha e larvës (e bletës). Këmisha e syrit. Këmisha e gjarprit* lëkura që lë gjarpri kuf e ndërron.

3. *bised.* Shtresa që zë uthulla përsipër nga tharbe-timi. *Këmisha e uthullës. Ka vënë uthulla këmishë. I heq këmishën uthullës.*

*4. tek.* Shtresë mbrojtëse që i vishet një ene, një pjese të një mekanizmi etj.; veshje prej materiali të ndryshëm që mbron diçka nga lagështira, nga djegia etj. *Këmishë metalike. Këmishë gurësh (argjile). Këmishë me ajër. Këmishë me avull (avulli)* hapësira midis dy enëve që janë futur njëra brenda tjetrës. *Këmisha e motorit (e cilindrit, e presës). Vesh me këmishë. Zëvendësoj këmishën.*

• Në këmishë vetëm me ato rroba që ka veshur në trup, i varfër; pa pajë. Në fill të këmishës *shih te* FILL,~I. Me ra këmisha u habita shumë, mbeta i habitur. Iu drodh këmisha (në trup, në shtat) u tmerrua nga frika, u frikësua shumë. Ka lindur (ka lerë) me këmishë (me yll) *shih te* LIND. Nuk i beson as këmishës së trupit *shih te* BESOJ. E kam këmishën (i kam rrobat)nëfinjë^7i *te* FINJË,~A. Iu ngjit këmisha pas trupit (në trup) u be qull në djersë e u lodh shumë së punuari. Ia veshi këmishën me uthull *dikujt shih tek* UTHULL,~A. Të zë në grykën e këmishës të lutet shumë.

KËMISHËBËRËS,~I *m. sh.,* ~IT. Këmishëqepës.

KËMISHËGRISUR *mb.* 1. Që e ka këmishën të grisur. *Fëmijë këmishëgrisur.*

*2. fig.* I varfër, i këputur.

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.

KËMISHËKUQ,~I *m. sh.* ~, ~TË *hist.* Vullnetar në ushtrinë e Garibaldit, që luftonte për bashkimin e Italisë (në shek. XIX).

KËMISHËLARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pu-nëtore që Ian këmishë, çarçafë dhe të linjta të tjera,

KËMISHËQEPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor i përgatitur a mjeshtër që bSn këmishë, ai që qep e ndreq këmishë.

KËMISHËSTERRË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT *bised., përb. 1.* Fashist i urryer, këmishëzi. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.

KËMISHËZI,~IU *m. kryes. sh.* ~INJ, ~INJTË dhe ~EZ, ~EZTË *përb. 1.* Fashist italian; pjesëtar i trupave të veçanta të fashistëve italianë që vishnin këmishë të zezë; bashkëpunëtor i fashizmit italian. *Ushtria e këmishëzinjve. Halation këmishëzinjsh. V dhamë dërmën këmishëzinjve.*

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Oficer (ushtar) këmishëzi.,*

KËNA,~JA . Bojë e kuqërreme, e cila nxirret nga përpunimi i gjetheve të thara të një druri të vogël (që rritet në ranishtet e Afrikës e të Gadishullit Arabik) dhe përdoret zakonisht nga grate për të ngjyrosur flokët ose për të Iyer thonjtë. *Ngjyrë kënaje. U lye (u be) me këna. Vuri këna.*

KËNA^ÇE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Shtambë prej balte ose enë e vogël shpatuke prej druri me një veshdhe me lëfyt, që përdoret për të mbajtur ujë. *Kënaçe balte (druri). Kënaçe me bark të shtypur. Pi ujë me kënaçe.*

*2.* Gotë pfej balte, prej bakri ose prej teneqeje, me një vesh, që përdoret për të pirë ujë, dhallë ose qumësht; sapllak.

• Bie shi me kënaçe bie shumë shi, bie shi me shtamba. Prish bucela e bën kënaçe *shih te* BUCELË, ~A.

KËNAQ *kal,* ~A, ~UR. 1. Bëj që dikush të ndihet i gëzuar e i lumtur, duke ia plotësuar atë që dëshiron ose që kërkon, e bëj të kënaqur, i sjell kënaqësi; i bëj qejfin, i gjej zemrën; e argëtoj. *Kënaq dëgjuesit (spektatorët). I kënaqi të gjithë. Me kënaq kur flet (kur e dëgjoj). Na kënaqi filmi (shfaqja). Të kënaq shpirtin (veshin, sytë).*

*2. fig. kryes. veta ill.* Plotëson, i përgjigjet mirë; siguron. *Kënaq kërkesat (nevojat, dëshirat).*

KËNAQEM *vetv.* 1. Ndihem i gëzuar e i lumtur, ndiej kënaqësi, sepse me plotësohet një dëshirë ose _një kërkesë, bëhem i kënaqur; me bëhet qejfl; me pëlqen shumë diçka, argëtohem. *Kënaqem me muzikë. U kënaq së ngrëni (së pari, së dëgjuari). M'u kënaq syri* me pëlqeu shumë ajo që pashë. *Të kënaqet syri* ke qejf ta shikosh. *M'u kënaq veshi* me pëlqeu shumë ajo që dëgjova. *Të kënaqet veshi* ke qejf ta dëgjosh. *M'u kënaq shpirti (zemra)* mbeta shumë i kënaqur, ndjeva një gëzim e kënaqësi të thellë.
2. Mjaftohem, nuk kërkoj me shumë. *Kënaqem me këto që kam. Kënaqet me pak.*
3. *Pës. e* KËNAQ.
KËNAQËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Ndjenjë gë-zimi e lumtërie, që ka njeriu kur i plotësohet një dëshirë ose një kërkesë; ndjenjë gëzimi e lumturie, që i jep njeriut puna që bën, një shpërblim moral etj.; ndjenja që përjeton njeriu kur kënaqet; të qenët i kënaqur. *Kënaqësi e madhe. Kënaqësi e brendshme (shpirtërore). Ndiej (kam) kënaqësi. Shpteh kënaqë-sinë. Sa kënaqësi! Gjej kënaqësi. Me jep (me sjell) kënaqësi. Pres (pranoj) me kënaqësi* pres me gjithë qejf. *Kam kënaqësinë t'ju njoftoj se... zyrt.* ju njof-toj me gëzim se...
2. Gjendja e atij që nuk do asgjë me shumë sesa ajo që ka arritur. *Ra në kënaqësi.*
KËNAQJE,~A . 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të.foljeve KËNAQ, KËNAQEM. *Kënaqja e dëshirave (e kërkesave).*
2. Kënaqësi.
KËNAQSHËM (i), —ME (e) *mb.* Që i ngjall dikujt ndjenjën e kënaqësisë, që kënaq dëshirat ose kërkesat; që të kënaq, i mirë; mjaft i mirë. *Gjendje e kënaqshme. Zgjidhje e kënaqshme. Përgjigje e kë-naqshme. Prodhim i kënaqshëm. Përfundime të kënaqshme. Në mënyrë të kënaqshme.*
KËNAQUR (i,e) *mb.* 'Që e ndien veten të gëzuar e të lumtur, ngaqë i është plotësuar dëshira ose kërkesa; që ndien kënaqçsi duke dëgjuar, duke shi-kuar, duke ngrënë diçka etj.; që shpreh kënaqësi. *Njeri i kënaqur. Me fytyrë (me pamje) të kënaqur. Me zemër (me shpirt) të kënaqur. Mbetem (ndihem, jam) i kënaqur. E bëj }ë kënaqur dike.*
KËNATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kënaçe. KËND,~I *m. sh.* ~-E, ~ET. 1. *gjeom.* Pjesa e
rrafshit që përfshihet midis dy gjysmëdrejtëzave ose midis dy drejtëzave, që dalin nga e njëjta pike. *Kënd i drejtë* kënd që ka nëntëdhjetë grade. *Kënd i ngushtë* kënd me i vogël se nëntëdhjetë grade. *Kënd i gjerë* kënd me i madh se nëntëdhjetë grade. *Kënd i shtrirë* kënd që ka njëqind e tetëdhjetë grade. *Kënde të kun-dërta. Kënd i jashtëm (i brendshëm). Kënde përgjegjëse* kënde të kundërta a të anëshkruara, që formohen në kushte të njëjta dhe janë të barabarta. *Kënd plotësues* këndi që së bashku me një tjetër bën një kënd të drejtë. *Këndi i prizmit. Brinjët e këndit. Madhësia e këndit. Shuma e këndeve. Mat këndin. Formon (bën) një kënd.*
*2. spec.* Shkalla e shmangies nga njëra-tjetra e dy vijave të data nga e njëjta pike, që shërben për të matur diçka. *Këndi i rënies (së një trupi). fiz.* këndi që formohet nga kulmorja dhe drejtimi i rënies së një trupi. *Këndi i lartësimit. gjeol. Këndi i shënjimit* këndi që formohet midis syrit, shënje§trës dhe trie-pit. *Këndi i qitjes.*
3. Vendi ku takohen dy vijat a dy faqet e brendshme të një sendi, qoshe, skaj; pjesa e zgjatur dhe e mprehtë e diçkaje, pjesa e ngushtë në skaj të një sendi; cep. *Këndi i tryezës. Këndet e dhomës (e arës). Në kënd të rrugës. Këndi i buzëve (i syrit). Këndet e yllit. Goditje (nga) këndi. sport,* gjuajtje dënimi nga njëri kënd i fushës së futbollit në drejtim të portës.
4. Vendi ku ulemi pranë vatrës. *U ul (ndenji, u shtri, fjeti) në kënd. Zuri këndin.*
5. Vend i largët a i mënjanuar, skaj, cep, skutë. *Në një kënd të fshatit. Në çdo kënd të atdheut (të botës). Në këndet më të largëta. Nga njëri kënd tek tjetri.*
6. Vend ku mund të jetohet rehat, vend i rehatshëm; punë e lehtë; qoshe. *Kënd i ngrohtë. Kishie zënë një kënd të rehatshëm.*
7. Vend i veçantë në një dhomë ose jashtë ku ven-dosen fotografi, tabela emulacioni, lajmërime etj.; vend i posaçëm a hapësirë e veçantë ku zhvillohet një veprimtari. *Këndi i gjallë* këndi pranë shkollës ku mbahen kafshë të gjalla për qëllime mësimore. *Këndi i kuq. Kënd sportiv* fushë ku zhvillohen lojna të ndryshme sportive. *Këndi i 35-vjetorit të themelimit të Partisë. Këndi i fletërrufeve. Këndi i higjienës (i ndihmës së shpejtë). Këndi i lojnave* vendi a parku ku luajnë fëmijët. *Ngre një kënd.*
8. *fig.* Vështrimi a pikësynimi, më të cilin shqyr-tohet a vlerësohet diçka; prizmi. *Këndi i vështrimit (i pamjes). E shikuan (e shqyrtuan) nga një kënd tjetër.*
*ic* Anë e kënd (kënd me kënd) a) në çdo anë, gjith-andej, kudo, cep me cep; b) krejt, tamam. I dha kënd e zgjidhi (një punë a një çështje). Zuri këndin a) u plak, nuk është në gjendje të punojë ose të lëvizë; b) është i sëmurë; ka kohë që është i sëmurë e dergjet në shtëpi. Kënd i vdekur *usht.* hapësirë që nuk mbulohet me zjarr, vend ku nuk të kap plumbi.
KËNDDREJTË *mb. gjeom.* 1. Që ka një kënd të drejtë (për trekëndëshin); që ka të gjitha këndet të drejta (për katërkëndëshin etj.); që është në trajtën e një këndi të drejtë; drejtkëndësh. *Trekëndësh (ka-tërkëndësh) kënddrejtë.*
2. *përd. em. m.* Katërkëndësh kënddrejtë, drejtkëndësh.
KËNDËJ *ndajf. parafj.* Këtej.TËENDEJMË (i) ~E (e) *mb.* I këtejmë. KËNDEJSHËM (0, ~ME (e) *mb.* I këtejshëm.
KËNDELL *kai.,* ~A, ~UR. 1. I jap fuqi e gjallëri dikujt, ia përtërij trupin a shëndetin; i jap njomësi e freski, e bëj të shëndetshëm. *E këndelli uji (ajri piaster). I këndelli shiu bimët flulet).*
2. *fig.* I gëzoj zemren dikujt, e kënaq; e gjallëroj shpirtërisht.
3. Skuq. *Këndell hekurin në zjarr.*
KËNDELLEM *velv. 1.* Marr fuqi e gjallëri, me përtërihet trupi a shëndeti, përtërihem; *vet. vela III* bëhet i njomë e i freskët, bëhet i shëndetshëm; çeletn. *U këndellën fëmijët në shtëpinë e pushimit. U këndellën livadhet.*
2. Marr një ngjyrë të kuqe në fytyrë, skuqem. *U këndell në fytyrë.*
3. *fig.* Me gëzohet zemra, kënaqem; gjallërohem shpirtërisht.
4. *Pës. e* KËNDELL.
KËNDELLJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KËNDELL, KËNDELLEM.
KËNDELLUR (i,e) *mb.* 1. Që ka marrë fuqi të reja, me trup e shëndet të përtërirë; me pamje të freskët, i gjallëruar, i çelur; që është e shëndetshme e plot njomësi,

që ka hedhur shtat dhe është zhvilluar mirë (kryesisht për bimët). *Me trup të këndellur. Bimë (Me) e këndellur.*
*2. fig.* Me zemër të gëzuar, i kënaqur; që shpreh gëzim a kënaqësi; i gjallëruar shpirtërisht. *Njeri i këndellur. Me fytyrë (me sy) të këndellur.*
KËNDES,~I *m. sh.* ~A, ~AT. I. Shpend shtëpiak, me një lafshë të kuqe mbi kokë, me pendë në ngjyra të ndryshme dhe me bisht të kthyer, mashkulli i pules, gjel. *Këndes i egër. zool.* gjel i egër. *Kënga e këndesave. Këndon këndesi. Zihen këndesat. Theri këndesin. Ecën si këndes.*
*2. fig. iron.* Ai që shet mend, njeri mendjemadh që ngrefoset e kapardiset, kaposh.
31 *bised.* Kënga e këndesit në mëngjes herët pa u gdhirë mirë. *Biseduan deri në këndesin e pare.*
+ Një këndes (një kokosh, një kaposh) plaçka shumë pak plaçka. I pjell edhe këndesi (kokoshi) *d i* A; *ujt* i vjen e mira nga çdo anë, i vijnë të mirat edhe andej nga nuk i pret, është me fat të madh, i epën shumë. Kur këndoi këndesi (fcjeli) i parë *shih te* GJEL,~I. Kur këndoi këndesi (gjeli) i tretë *shih te* GJEL,—I. Kapardisej (krekosej) si këndesi (si gjeli, si kaposhi) majë plebut *shih te* GJEL,~I. P e s h a e këndesit *sport,* kategori e boksierëve, e ngri-tësve të peshave dhe e mundësve me peshë nga 50 kilogramë e 800 gramë deri 53 kilogramë e 520 gramë.
KËNDË,~A. Ëndje. *la ka kënda* ka qejf; i pëlqen.
KËNDGJERË *mb.* Që ka një kënd të gjerë (për trekëndëshin); që është në trajtën e një këndi të gjerë. *Trekëndësh këndgjerë.*
KËNDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KËNDOJ, KËNDOHET. *Më-*
*nyra \e këndimit.*
*2.* Libër që përmban tregime të vogla, vjersha ose copa të shkëputura nga veprat e letërsisë artistike a të letërsisë politiko-shoqërore dhe që përdoret si tekst mësimor në vitet e para të shkollës tetëvjeçare;
pjesë e këtij tefcsti; lënda që mësohet me këtë tekst. *Libër këndimi. Cope këndimi. Kane këndim. Mbështjell këndimin.*
3. Shprehi që fiton dikush për të lexuar; *vjet.* njo-huri, dije fillestare a të përgjithshme që fitohen në shkollë ose duke lexuar libra, mësim. *Di shkrim e këndim. Këndimet e para i mori në Korçë.*
KËNDIRR *kai,* ~A, ~UR. 1. I marr frymën dikujt, i zë frymën.
2. *fig.* E duroj shumë diçka; e gëlltit. *Këndirr dhem-bjet.*
KËNDIRREM *vety.* 1. Me merret fryma, me zihet fryma.
2. *fig.* Bie në një gjendje të vështirë; me pllakos dëshpërimi, mërzitja etj.
KËNDIT *kai.,* ~A, ~UR. Josh dike, bëj për vete.
KËNDlTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Shuaj urine ose etjen, ngopem.
KËNDMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Vegël e po-saçme që përdoret për të matur këndet. *Këndmatës i thjeshtë.*
KËNDNGUSHTË *mb.* Që i ka të tri këndet të ngushta (për trekëndçshin); që është në trajtën e një këndi të ngushtë. *Trekëndësh këndngushtë.*
KËNDOHET i 1. *pavet.* Duket, shfaqet, shpre-het; del, kuptohet. *këndohet. gëzimi në fytyrë. 2. Pës. e* KËNDOJ 11,5.
KËNDOHET n *Pës. e* KËNDOJ ni,3.
KËNDOJ i *kai.,* ~OVA, ~UAR. I. Nxjerr me zë tinguj muzikorë, duke shqiptuar fjalët e një vjershe, jap me zë një pjesë muzikorë, ia them këngës, ia marr një kënge; kam aftësi të posaçme për të nxje-rrë me zë tinguj muzikorë. *Kendo} një këngë. Këndon bukur (shtruar, si bilbil). Këndon e kërcen.*
*2. jokal.* Jam këngëtar, punoj si këngëtar në një ansambël, në estradë, në operë etj. *Këndon në ansam-blin e këngëve e të valleve (në korin e radios, në estradë).*
*3. jokal. vet. veta Hi.* Nxjerr zë melodik, lëshon një zë si këngë, nxjerr tinguj të zgjatur si këngë (për disa shj)endë dhe kandrra). *Këndojnë zogjtë. Këndon bil-bili (qyqja, lauresha, kanarina). Këndon gjinkalla. Këndoi këndesi (gjeli).*
4. *jokal. vet. veta III.* Nxjerr një zhurmë të vi-jueshme që here dobësohet, here bëhet më e forte; punon mirë duke nxjerrë një zhurmë të njëtrajtshme; nxjerr tinguj të harmonishëm; buçet. *Këndojnë telat e telefonit. Këndon burimi. Këndon mitralozi. Këndon motori (makina). Kendo, kitara ime!*
5. edhe *jokal.* Bëj një vjershë për dike, i kushtoj një këngë dikujt a diçkaje të shtrenjtë, thur këngë për nder të dikujt; i thur himn dikujt, e përjetësoj në këngë a në vargje, ngre lart në këngë a në vargje eilësitë e virtytet e tij. *këndojmë Atdheut (Partisë). Këndoj për Partinë (për trimat, për heronjtë). Këndoj trimëritë (heroizmin) e dëshmorëve. I këndojnë lirisë (punës). I këndon vashës.*
*6. jokal. vet. veta III fig.* Shpreh një ndjenjë gëzimi a entuziazmi; merr një pamje të bukur e të gëzuar, duket sikur ia thotë këngës (për rrugët, ndërtesat etj.). *këndon zemra* është shumë i gëzuar. *Të këndoftizemra! ur. Nuk i këndon buza* nuk i qesh buza. *Këndon dhoma (shtëpia). Këndojnë rrugil.*
I këndon alilluja *dikujt shih tek* ALILLUJA. I këndoi fermanin *vjet. shih te* FERMAN,~I. I këndon gishti *dikujt shih te* GISHT,~I. E këndoftë hoxha (prifti)! *mallk., vjet. shih te* HOXHË,~A. Ika kën-duar huti *dikujt shih te* HUT,~I. I këndoi kollo-fruthin *thjeshtligj. shih te* KOLLOFRUTH,~I. I ka kënduar kukuvajka *dikujt shih te* KUKUVAJKË, ~A. Nuk këndon me perde *dikush shih te* PERDE, ~JA. Këndon qyqja*për dike shih te* QYQE,~JA. I ka kënduar qyqja *dikujt a diçk aje shih te* QYQE,~JA. I ka kënduar qyqja në derë *shih te* QYQE,~JA. S'këndon me ajo qyqe *shih te* QYQE,~JA. I këndoi në tru *tall, shih tek* TRU,~RI. Me këndon \eshi (i djathtë) *shih te* VESH,~I. I këndon (i fryn, 1 fishkëllon) në vesh *dikujt shih te* VESH,~I. I kë-ndojnë (i kërcasin, i gërhasin) zorrët *shih te* ZORRË, ~A. S'i këndon me gjeli në shtëpi *shih te* GJEL,~I. I këndojnë dyzet gjela mbi kokë *shih te* GJEL,~I. I këndon gjeli në samar *shih te* GJEL,~I. Kur të kën-dojë qyqja e kuqe (nga bishti) *iron, shih te* QYQE,~JA. S'këndon zhaba në të thatë *fj. u. shih te* ZHABË,~A.
KËNDOJ ii *kal., yO\\,* ~UAR *bised.* 1. Lexoj, lëçit. *Këndoj një letër (një libër). Këndoj gazetën. la këndova në sy. Di (ka mësuar) të shkruajë e të këndojë.*
2. *jokal. vet. veto HI.* Shkruan, thotë. *Çkëndon këtuf Ç'këndon gazeta (shpallja)?*
3. *vjet.* Ysht. *E këndonte prifti (hoxha, yshtësja). -k* T'i këndon (t'i lexon) kartat (letrat) në xhep
*shih te* XHEP,~I. Vetë këndon, vetë shkruan (vetë shkruan, vetë vulos) *shih te* SHKRUAJ.
KËNDOR,~E *mb.* 1. Që është në trajtën e një këndi, që formon një kënd; me disa kënde, me qoshe. *Shenjë (figure) këndore. Fytyrë këndore. Gurë këndorë.*

2. Që ka të bëjë me matjen e këndeve; që i përket këndit, i këndit. *Grade këndore. Madhësia këndore. Shpejtësi këndore. tek.*
KËNDORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Guri i qoshes në murin e një shtëpie.
KËNDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që të kënaq kur e sheh, kur e dëgjon, kur e nuhat etj., që të pël-qen shutnë, i mirë, i pëlqyeshëm, i ëmbël; që të jep kënaqësi. *Muzikë e këndshme. Erë e këndshme. Pamje (fytyrë) e këndshme. Sy të këndshëm. Diell i këndshëm. Gjumë i këndshëm.*
*2.* Që kalohet me gëzime e me kënaqësi; që të çlodh e të dëfren; i gëzueshëm, i ëmbël. *Jetë e këndshme. Ore të këndshme.*
3. Që ta ka ënda të rrish e të bisedosh me të; që ta ka ënda të jesh a të jetosh aty (midis njerëzve meshpirt të mirë, gojëmbël etj.). *Njeri i këndshëm. Mjedis i këndshëm. Shoqëri e këndshme.*
KËNDpAR (i,e) *mb.* 1. *bised.* Që ka fituar dije " njohuri në shkollë ose duke lexuar libra, i mësuar, me shkollë. *Njeri i kënduar.*
*2.* Që shoqërohet edhe me këngë (për vallet). *Valle e kënduar.*
KËNDUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. *shih* KËNDUAR (i,e) i. *Njeri i këndueshëm.*
2. Që mund të lexohet, i lexueshëm; i qartë. *Shkrim (tekst) i këndueshëm.*
3. Që mund të mësohet lehtë dhe të këndohet nga masat e gjera. *Këngë (melodi) e këndueshme.*
KËNELLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vana e fuçisë, ulluku i butit.
KËNETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fushë e madhe që ka vazhdimisht ujë të ndenjur, llucë e një bimësi të veçantë (kallama, xunkthe etj.); moçal, ligatinë. *U tha këneta e Maliqit (e Tërbufit, e Thumanës). Bimë kënete. Peshk (shpend) kënetash. Gjuante në kënetë.*
*2. fig. bised.* Gjendje amullie, pa një veprimtari të gjallë e pa zhvillim. *Ka rënë në kënetë.*
*ir* Buf kënete *shar.* njeri i shëndoshë e i plogët, përtac e i trashë nga mendja.
KËNETËZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes KËNETËZOHET. *Kënetëzimi i tokave.*
*2.* Vend i kënetëzuar, kënetë. *U krijuan kënetëzime.*
KËNETËZOHET *vetv.,* ~UA(u), ~UAR *libr.* Kthehet në kënetë, bëhet kënetë. *Kënetëzohen tokat afër lumenjve.*
KËNETËZUAR (i,e) *mb. libr.* Që është bërë kënetë. *Tokë e kënetëzuar. Vend i kënetëzuar.*
KËNETlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me pellgje uji e me baltë, kënetë, moçal. *V bënë toka buke edhe kënetishtat.*
KËNETOR,~E *mb.* 1. Që i përket kënetës, i kënetës; që gjendet në këneta, që rritet ose jeton në këneta. *Bimë (bimësi) kënetpre. Kafshë kënetore. Torfë kë-netore.*
2. Që është me pellgje uji të ndenjur e me baltë, që është kënetishtë, që ka këneta; që i ngjet kënetës. *Tokë (zone) kënetore. Vend kënetor. Deltë kënetore. Brigje kënetore.*
KËNGË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vjershë që këndohet sipas një melodie dhe që është një njësi mu-zikore-letrare. *Këngë popullore. Këngë partizane (pa-triotike, revolucionare). Këngë polifonike. Këngë shko-drane (himariote, përmetare, myzeqare). Këngë his-torike (legjendare). Këngë pleqërishte. Këngë e re (e vjetër). Këngë masash. Këngë dasme. Këngë djepi. Këngët e punës. Këngë për fëmijë (për pionierë). Kën-gët e kurbetit. Teksti i këngës. Ansambli i këngëve dhe i valleve popullore. Festivali i këngës. Program me këngë. Buçet (përhapet, dëgjohet) kënga. Këndoj një këngë. la marr (ia them) këngës. Thur (ngre) një këngë.*
*2.* Tinguj të lidhur e të harmonishëm që nxjerrin disa zogj; zëri i zgjatur që nxjerrin disa shpendë a insekte. *Kënga e këndesit (e gjelit). Kënga e bilbilit (e qyqes% e gjinkallës).*
3. Zhurmë e vijueshme dhe e njëtrajtshme e një motori, e mitralozit etj., që here dobësohet dhe here bëhet më e forte; tinguj melodikë që nxjerr një vegël a diçka tjetër. *Kënga e mitralozit (e motorit). Kënga e burimit.*
4. *let.* Secila nga pjesët që përbëjnë një poemë të madhe zakonisht epike ose didaskalike. *Kënga e dytë e Iliadës.*
5. *fig.* Diçka që përsëritet në mënyrë të njëjtë, diçka që është e mërzitshme dhe e papëlqyeshme ngaqë përsëritet gjithnjë, avaz. *Të njëjtën këngë. Po ajo këngë. Filloi (vazhdon) këngën e vjetër. S'di tjetër këngë ai!*
*it* Dredh këngën *shih te* DREDH. Këngë (lahutë) e butë *muz. shih te* BUTE (i,e). Këngë mbi krah (majë krahut) *shih te* KRAH,~U. Kënga e mjellmës *libr. shih te* MJELLMË,~A. Kënga e Mukës diçka e vjetër që është thënë e stërthënë, diçka e njohur që eshtë përsëritur vazhdimisht. Disa jashtë valles dine shumë këngë *fj. u. shih te* VALLE,~JA.
KËNGËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që di të feëndojë bukur; artist që këndon. *Këngëtar popullor. Këngëtarët e ansamblit (e operës). Grup këngëtarësh.*
KËNGËTAR,~E *mb.* 1. Që di të këndojë bukur, që është i aftë të këndojë. *Vajzë këngëtare.*
*2.* Që nxjerr një varg tingujsh të lidhur e të har-monishëm si këngë (zakonisht për shpendët). *Zogj këngëtare.*
KËNGËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem.* e KËNGËTAR,~I. *Këngëtarët e operës. Këngëtarja e uzinës.*
KËNGËTOR,~E *mb. shih* KËNGËTAR,~E.
KËNUT,~E *mb.* I përhimë; që ka qime të për-hime. *Dhi kënute. Cjap kënut.* 2. *përd. em. f.* Dhi e përhime.
KËPUCAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën e ndreq këpucë; punëtor në fabrikën e këpucëve; këpucëbërës. *Reparti i këpucarëve. Mjeshtëria e këpucarit.*
KËPUCARI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Mjeshtëria e këpucarit.
2. Punishte ose repart ku bëhen a ku ndreqen kë-pucë. *Reparti i këpucarisë.*
KËPUCË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mbathë e nje-riut, që bëhet prej lëkure të hollë ose prej ndonjë lënde tjetër në pjesën e sipërme e poshtë me shollë a me gome të trashë dhe që punohet sipas trajtës e madhësisë së këmbës për të futur në të putrën e trinën deri te kyçi a deri te qafa e këmbës. *Këpucë të zeza (të bardha, kafe). Këpucë të iehta (sportive, verore, ushtarake). Këpucë të reja (të vjetra, të grisura). Këpucë të sheshta. Këpucë prej lëkure (prej pëlhure, prej gome, prej plastike). Këpucë burrash (grash, fëmijësh). Këpucë me qafa. Këpucë me porosi. Shuall (pafka, lidhëse) këpucësh. Mbathës (luge) këpucësh. Bojë këpucësh. Fabrika e këpucëve. Një pale këpucë. Mbath (lidh) këpucët. Lyej këpucët me bojë. Me shtrëngojnë (me, vrasin) këpucët.*
2i *vjet.* Pagesa që i jepej kapucarit, ndërmjetësit, mblesit etj. si shpërblim për punën e bërë; ryshfet. *Merrte këpucë.*

*if* la mbathi këpucët *dikujt mospërf. shih te* MBATH. Nuk e ka vrarë këpuca (samari) *shih te* VRAS. Doli me këpucë të kuqe *dikush iron, shih te* KUQ (i), ~E (e). la dha këpucët (opingat) në dorë *mospërf.* e përzuri, e dëboi (një njeri të pade'shirue-shëm). I hodhi (i futi) një gur në këpucë (në shollë, në opingë) *dikujt shih te* GUR,~I. I ktheu këpucët (këmbët, potkonjtë, thundrat) nga dielli *përb. shih te* DIELL,~I. Iu ngjit si bajga (si balta) pas këpucës *dikiujt shih te* BAJGË,~A. T'i nxjerr (t'i merr) këpucët (opingat) nga këmbët *shih te* KËMBË,~A. E pyes rrip për këpucë *shih te* RRIP,~I. Vdiq me këpucë në këmbë vdiq papritur; e vranë papritur.

la tregoi këpucët (potkonjtë) diellit (qiellit) *përb. shih te* DIELL,~I. Nuk ia vret (nuk ia shtrëngon) këpuca këmbën *shih te* VRAS. Ia vuri (ia futi, ia shtiu) të dyja këmbët në një këpucë (në një opingë) *dikujt shih te* KËMBË,~A.

KËPUCËBËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Këpucar.

KËPUCËGRISUR *mb. 1.* Që i ka këpucët të grisura; që bredh shumë me këmbë ose luan dhe i gris këpucët. *Fëmijë këpucëgrisur.*

2. I varfër, i shtresave të varfra. *Njerëz këpucëgrisur.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

4. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT *keq., vjet.* Spiun.

KËPUCËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, - ËT. Këpucar. KËPUCËTARI,~A *sh.* ~, ~TË. Këpucari.

KËPUCËTORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* KËPUCARI,~A.

2. *vjet.* Dyqan ku shiteshin këpucë.

KËPUJË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Fryti i një peme ose i një bime. *Këpujë e vogël. Këpujë molle (ulliri, rrushi, misri).*

2. *bised.* Kopsë. *Këpujat e këmishës.*

*3.* Pike, sumbull (uji, loti etj.). *Këpujë loti (vese). Një këpujë ujë* pak ujë.

4. *gjuh.* Folja që lidh kryefjalën me kallëzuesin emëror (në gjuhën shqipe: folja “jam”).

KËPUJOR,~E *mb. gjuh.* Që lidh kryefjalën me kallëzuesin emëror, që shërben si këpujë; që lidh dy gjymtyrë homogjene në një fjali (për lidhëzat); që ka vlerën e funksionet e një këpujë për të lidhur men-dimet (për fjalitë etj.); që formohet nga dy tema me lidhje bashkërenditëse (për fjalët e përbëra). *Folje këpujore. Pjesa këpujore. Lidhëza këpujore. Fjali kë-pujore. Marrëdhënie këpujore. Lidhje këpujore. Kom-pozita këpujore.*

KËPUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Parazit i vogël, në trajtën e një merimange e me katër pale këmbë, që u ngjitet në lëkurë bagëtive, qenve etj., u thith gjakun dhe u shkakton sëmundje ngjitëse; rriqër. *Këpusha e zgjebes* parazit shumë i vogël që shkakton sëmundjen e zgjebes. *Këpusha e hardhisë* parazit shumë i vogël me ngjyrë të verdhë të errët e me dy njolla të kuqe në pjesën e përparme të anës shpinore, që dëmton gjethet e hardhisë. *Ka zënë këpusha. Iu ngjit si këpushë.*

*2. fig. keq.* Njeri parazit që rron në kurriz të të tjerëve; njeri që të ngjitet e s'të ndahet.

- Iu be këpushë (ferrë, rriqër, çimkë, rrodhe) *shih te* BËHEM.

KËPUT (KËPUS) *kal,* ~A, ~UR. 1. Ndaj në dy a me shumë copa një pe, një Iitar, një zinxhir etj., duke e tërhequr fort ose duke e përdredhur. *Këput perin (litarin, zinxhirin, telin). E këput në mes. Nuk e këput dot.*

*2.* Shkëput me dorë nga kërcelli i një bime ose nga trungu i një druri a nga degët e tij një fryt, një gjethe, një lule, një degë etj.; heq me force një cope nga një e tërë, shkëput. *Këput lule (mollë, gjethe, degë). Këput një fletë (nga kalendari).*

3. Ndaj nga nëna pjellën e saj që të rnos pijë me qumësht (për kafshët); heq nga gjiri përgjithnjë (perfoshnjën zakonisht kur mbush një vit). *Këput kecin (qengjin, gicat) nga nëna. Këput fëmijën.*

4. *fig. bised.* Rrëzoj përtokë, lë në vend pa ndjenja; vras. *këpuste fashistët një nga një.*

5. *fig.* E lodh shumë, e rraskapit sa s'duron me. *Valixhja ia këputi krahun. I këputi puna (vapa, pa-gjumësia). Me këputi udha.*

6. *fig.* Bëj që të ndiejë keqardhje, dëshpërim a mallëngjim të thellë, të hidhërohet e të pikëllohet shumë. *Foshnja qan e të këput. E këputi malli. Me këputi zemrën (shpirtin).*

7. *fig. bised.* Bëj një veprim të shpejtë a të me-njëhershëm, zakonisht në dëm të dikujt; i jap dikujt një grusht, një shkelm etj., i bie me diçka, e qëlloj, ia fut. *këputi një grusht (një dackë, një shkelm, një plumb). I këputi një gjobë. I këputi një note pakaluese. Ia këputi me sëpatë. la këputi në lute të ballit. Ia këputi gjumit* fjeti menjëherë e mirë.

8. edhe *jokal. fig.* I them dikujt fjalë fyese; them fjalë të pamenduara, flas në tym, ia fut. *këputi ca të shara. Këpuste gënjeshtra (romuze). la këputi kot (kuturu). Këput dokrra (gjepura).*

9. *fig.* Bëj që të pushojë papritur e menjëherë, ndërpres; prish, shkëput. *Këput bisedën (mendimet, këngën). Këput lidhjet ( marrëdhëniet).*

10. I ndërroj drejtimin diçkaje; kthej. *Këput ujih.*

11. *fig.* Shkoj në një drejtim jo të zakonshëm për t'i rënë me shkurt. *E këputi rrugën.*

12. Purioj, lëroj për së dyti. *Këput token.*

13. *fig. bised.* Vendos a caktoj një date, një afat etj. në marrëveshje me dike. *Këputën ditën e martesës.*

*-k* Hiq (tërhiq) e mos e këput *shih te* HEQ. Këput (thyej) arrëzën (qafën)! *keq. shih tek* ARRËZ~A. Ia këputi frymën *dikujt* ia këputi shpirtin, e ma-llëngjeu shumë. Na këputi ijët a) na shkriu së qeshuri; b) na gënjeu shumë, na tha gënjeshtra të mëdha. Ia këputi (ia theu, ia shtypi) kokën *shih te* SHTYP. Sa t'i këputësh (t'i marrësh, t'i rrëmbesh) kokën (kryet) *shih te* KOKË,~A. I këputi (i preu) lakun *dikujt shih te* LAK,~U. E këputi në mes *shih te* MES,~I. Ka këputur mish ka dëmtuar indet e ndonjë pjese të tru-pit nga një përpjekje a punë jashtë fuqive ose nga një ngarkesë tepër e rëndë. Këput (thyej) prangat (var-gonjtë) fitoj lirinë. Këput edhe qimen di të. qëllojë mirë. Të këput shpirtin është për të ardhur keq, të mallën-gjen a të hidhëron shumë, të prek thellë sepse është në gjendje të rëndë a të vajtueshme. Këputtë dellin e qafës! *mallk. shih te* DELL,—I.

KËPUTAQAFAS *ndajf.* Duke vrapuar shumë dhe duke u rrezikuar të rrëzohem, me aq turr e vrap sa mund të thyej qafën; më të katra. *Ikte këputaqafas.*

KËPUTEM *vetv.* 1. Lodhem shumë, rraskapitem sa s'duroj me; ndiej lodhje të madhe e dhembje; kapitem. *U këput së punuari (së kërcyeri, së qeshuri). lu këputën kërbishtet (këllqel, kryqet, gërbet)* u lodh shumë. *M'u këput krahu (koka, kurrizi, mesi, qafa). M'u këput beli* a) u lodha shumë nga një punë e rëndë; b) me dhemb mesi. *M'u këputën brinjët. Është këputur (është thyer) me dysh.*

2. *vet. veta HI* edhe *fig.* Dobësohet, humbet (zëri, fuqia etj.). *lu këput zëri. lu këputën fuqitë. lu këputën shpresat.*
3. Shkëputem e bie poshtë, rrëzohem përtokë; mbetem në vend pa ndjenja; varem, zbres. *U këput*
*përmbys. U këput një plep (një tra). V këput nga lisi (nga shkëmbi). U këput në mes të rrugës. lu këput koka majtas. Këputem poshtë. U këput një yli* ra një yll.
4. *vet. veta III.* Ndahet (një pe, një Htar, një shirit etj.) në dy ose raë shumë copa, pasi është tër-hequr me force, është përdredhur shumë, është ngrënë a është kalbur. *lu këput rripi. Peri këputet ku është i dobët. fj. u.*
5. *vet. veta III fig.* Pushon papritur e menjëherë, ndërpritet. *Mendimet iu këputën. Biseda u këput. Jeta iu këput në mes.*
6. *fig.* Ndiej keqardhje, dëshpërim a mallëngjim të thellë, hidhërohem e pikëllohem shumë. *Me këputet zemra (shpirti).*
7. *Pës. e* KËPUT.
U këput ndër vete *euf.* u rrënxua. Iu këput rripi i pallës *shih te* RRIP,~I.
KËPUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shputa e këmbës, putër; shputa a gjurma e çorapeve të leshta; gjur-mashkë. *Mbathi këputat.*
KËPUTËS,~E *mb.* 1. Që të lodh shumë, që të këput; kapitës, rraskapitës.
2. Që përdoret për të këputur diçka (një tel, një Htar, pemë etj.). *Vegël këputëse.*
KËPUTJE,~A i . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KËPUT, KËPUTEM. *Këputja e luleve. Këputja e qengjave. Vendi i këputjes. Kam (ndiej) një këpuije.*
2. Rasti kur këputet një fill, një film etj.; vendi ku këputet një ill, një film etj. *Ka shumë këputje.*
KËPUTJE,~A n . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare e tokave të lagështa, e ngjash-me me fierin, me gjethe të holla e të lëmuara si ato të pishes, që këputën lehtë.
KËPUTUR (i,e) *mb.* 1. Që është ndarë në dy a në disa copa, pasi është tërhequr me force a është përdredhur shumë ose pasi është ngrënë nga përdorimi, është kalbur etj. (për fillin, telin etj.); që është hequr me force nga një e tërë ku ishte lidhur; i shkëputur. *Tel (Htar) i këputur. Film i këputur. Fletë të këputura.*
2. Shumë i lodhur, i rraskapitur; që i jane shteruar fuqitë; që shpreh a pasqyron një lodhje të madhe. *Njeri i këputur. Me krahë lë këputur. Me sy të këputur.*
3. *fig.* Shumë i varfër. *Fshatar i këputur. Familje e këputur.*
4. Që është ndarë nga nëna për të mos pirë me qumësht (zakonisht për kafshëO. *Qengj i këputur.*
5. Që ka pushuar papritur a menjëherë; *qi* ndërpritet dhe fillon prapë; i ndërpren;. *Tinguj °v këputur. Melodi e këputur. Vi.ë e këputur.*
6. *Përd, cm.* sipa^ V.upiimil 3 të rabiemrit.
Si yl! i këputur sb'jmë i hukur (për I^cmijët e për të rinjtë).
KËQYR *kal,* ~A, ~VR. 1. edhe *jokal.* Shikoj me vëmendje; shoh me kujdes, vështroj. vë re. *Këqyr një njeri. Këqyri pa>a e prapa.*
*2.* Kam kujdes, tregoj kujdes për dike a për diçka, e shikoj. *E këqyr si djalin tim.*
3. Studioj dhe aiializoj mirë një çështje, ç. ndjek dhe e vëzhgoj me qëlhm ",tudimi, shqyrtoj. *Këqyr një problem.*I

KËQYREM *vetv.* 1. Shikoj veten në pasqyrë etj., shihem. *Këqyrem në pasqyrë (në ujë).* 2. *Pës. e* KËQYR.
KËQYRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KËQYR, KËQYREM.
KËRBAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shkop druri i forte (prej thane, prej lisi etj.) ose dredhë që për-dbrët për të goditur kafshët që të ecin, për të rrahur dike etj.; dajak; kamxhik. *Kërbaç prej lëkure. I ra (e nahu) me kërbaç. U thye kërbaçi në kurrizin e tij.*
*2.* edhe *fig. keq.* Goditja me këtë shkop a dredhë; goditje e forte, dhunë, force e egër. *dha një kërbaç. Vuanin nin kërbaçin e bejlerëve. Sundonin me kërbaç. I detyruar nga kërbaçi. E mbanin nën kërbaç* e mbanin me dhunë e me frikësime.
• Me kulaç e me kërbaç here më të mirë e me prem-time të bukura, here me kërcënime, me shtrëngim e me dhunë.
KËRBlSHT,~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET *anat.* Pjesa e poshtme e shtyllës kurrizore, që përbëhet nga pesë rruaza të ngjitura njëra me tjetrën dhe formon anën e prapme të legenit. *Ka thyer kërbishtin (kër-bishtet).*
\-*k* Me ranë (m'u këputën) kërbishtet u lodha shumë, me ra bretku.
KËRBISHTOR,~E *mb. zool.* 1. Që ka shtyllë kurrizore; kurrizor, vertebror. *Kafshë kërbishtore.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kafshë kërbishtore.
KËRBOÇ,~I *m.* Kërbot.
KËRBOT,~I *m.* Lloj guri i kuq, pluhurin e të cilit farkëtarët ia hedhin hekurit të skuqur kur e ngjitin.
KËRBOTULL,~A . Deltinë e kuqe. KËRBCNJ *kal.,* ~A, ~UR. Kërrus, gërmuq.
KËRBUNJAS *ndajf.* Kërrusur, gërmuq. *Ecte kër-bunjas.*
KËRBCNJEM *vetv.* Kërrusem; gërmuqem. *U kër-bunj nga pleqëria.*
KËRBYTHJE,~A *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1.
Pjesa e bishtit të pules ose të shpendëve të tjerë. *Hëngri kërbythjet. I ra kërbythja.*
I. Pjesa e kërcellit të misrit që mbetet në are pas korrjes.
KËRCACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Stërfyc, pushka-liqe.
KËRCAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fshikëza e drokthit, që është si bishtajë e fryrë e që kërcet kur shtypet.
KËRCAS *jokal,* ~ITA, ~ITUR. 1. edhe *kal. zakqn. veta III.* Nxjerr një tingëllim të mprehtë e të thatë që përsëritet disa here, bën një zhurmë të thatë sikur thyhet një xham, bën krismë; bëj që diçka të nxjërrë tingëllim të tillë. *Kërcet dera. Kërcet zjarri (kandili). I kërcasin kockat. Diçka kërciti. Kërcas gishtërinjtë. Kërcas dhëmbët.*
2. *vet. veta III.* Pëlcet një armë, një mine etj. me zhurmë të madhe si krismë; ushton me buçimë. *Kërcet automatiku (mitralozi). Kërciti pushka* filloi lufta. *Kërcasin minat (çekiçët). Kërcet daullja.*
3. edhe *kal. zakon. veta III bised.* Fillon menjëherë e me vrull; shpërthen befas një luftë, një grindje etj.;
fillon një bisedë, një këngë etj. me force a me zhurmë të madhe; i jap dikujt një goditje të shpejtë e me krismë. *Kërciti lufta. Kërciti grindja (shamata). Kërciti grushti* filluan të rrihen me grushte. *Kërciti druri (dajakuy kërbaçi)* filluan të rrihen me dru (me dajak, me kërbaç). *Ia kërciti me shuplakë (në fytyrë).*
*4. bised.* Largohem më të shpejtë nga një vend; iki me vrap që të shpëtoj, ua mbath këmbëve. *Kërciti për nëshat. Kërciti e iku.*
•*k* Kërcet (shtrëngon) dhëmbët *shih te* SHTRËN-GOJ. I kërciti (i skërmiti) dhëmbët *dikujt shih te* SKËRMIT.

Kërcet gishtërinjtë *shih te* GISHT,~I. I kërcasin (i gërhasin, i këndojnë) zorrët *shih te* ZORRË,

KËRCE,~JA *sh.* ~E, ~ET. I. *anat.* Ind i forte dhe i përkulshëm, në ngjyrë të bardhë, që gjendet zakonisht në llapën e veshit, në hundë dhe në kyçet e eshtrave të njeriut e të kafshëve. *Kërcja e veshit (e hundës).*

*2.* Shtresa e jashtme dhe e forte që zë buka ose diçka tjetër kur piqet, kore e hollë; cope e hollë e petës së jashtme të byrekut, të lakrorit etj., e pjekur shumë. *Kërce buke (lakrori). I pëlqejnë kërcet.*

3. *përd. mb. fig.* I ngrirë; krejt i ri dhe i paster, akull. *nine rrobat kërce. E ka kostumin kërce.*

KËRCEHET 1. *Pës. e* KËRCEJ 2)4.

2. *Pavet. e-* KËRCEJ. *Nuk me kërcehet.*

KËRCEJ *jokal.,* ~EVA, ~YER. 1. Hidhem për-pjetë, përpara, prapa ose anash; lëviz duke u hedhur në një drejtim të caktuar. *Kërceu i pari. Kërcen me një këmbë (pupthi). Kërcej së larti (së gjati). Kërceu tre hapa larg. Kërceu nga shtrati. Kërcen karkaleci. Kërcen topi. Kërcen kandari. Kërceu mbi kale.*

*2.* Vërsulem me shpejtësi në një drejtim të caktuar; zbres poshtë me shpejtësi; i sulem dikujt, i hidhem. *kërceu armikut nëyt.*

*3. kal.* Kapërcej diçka duke u hedhur. *Kërcej ka-nalin. Kërcej kaluçin.*

*4.* edhe *kal.* Vallëzoj bashkë me një tjetër ose më të tjerë; di të vallëzoj, hedh valle. *Kërcen mirë (lehtë). Kërcejnë pas daulles. Kërcej. një vals (një tango).*

*5. vet. veta III.* Del befas sipër ose mbi sipërfaqe; duket a shfaqet menjëherë; ngjitet perpjetë, hipën, ngrihet menjëtlerë (niveli, temperature etj.). *kërceu një bullungë. I kërceu kurrizi. I kërceu temperatura. Kërceu niveli (i limit).*

*6. vet. veta III fig.* I lind dikujt menjëherë e papritur një ndjenjë, një dëshirë etj. ^ i hipën në kokë, i teket për diçka. *kërceu dëshira për diçka. I kërceu inati* u inatos. *kërceu trilli. I kërcyen në kokë* i hipi një trill etj.

7. Përgjigjem menjëherë dhe papritur, shpreh menjëherë, pa u përmbajtur kundërshtimin tim për diçka, hidhem perpjetë. *Kërceu perpjetë. Kërceu nga inati. Kërceu sigjel. Pse kërcen?*

8. *kal. bised.* Hedh brenda diçka më të tepër a më të shpejtë. *kërceu gjellës ca kripë. E kërceu në shishe.*

*k* I kSrceu (i hipi, iu ndez, iu ngrit, e zuri) damari *shih te* DAMAR,~I. E kërceu (e hodhi, e kapërceu) gardhin *shih te* GARDH,~I. I kërceu kandari *dikujt shih te* KANDAR,~I. I kërceu në shpinë *dikujt shih te* SHPINË,~A. I kërcyen (i hipën, e zunë, e kapën) xhindet (qipujt) *shih te* XHIND,~I. I ka kërcyer (i ka hyrë, i ka hipur) zekthi (miza) *shihte* ZEKTH,~I. E bëci të kërcejë (të luajë, të hedhë va-Ue) në tepsi *shih tek* TEPSI,~A. Kërcen (hedh vallen, hedh këmbët, luan këmbët) siç bie daullja (siç bie lodra, sipas daulles) *keq. shih te* DAULLE,~JA. I kërceu (i hipi, iu ngrit) delli i ballit *shih te* DELL,~I. I kërceu (i hipi) gjaku në tru (në kokë) *shih te* GJAK,~U. Sa kërcen gjeli tra me tra *shih tek* TRA,~RI. I kërceu gjuha në fyt *shih te* GJUHË,~A. Kërcen prifti nga belaja *tall, shih te* PRIFT,~I. I kërcyen trutë në kokë *keq. shih te* KOKË,~A. Kur kërcente (luante, bënte dasmë) fukarai, çahej daullja *shih te* DAULLE,~JA. Po hyre në valle, duhet të kërcesh *fj. u. shih te* VALLE, ~JA.

KËRCELL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË. 1. Pjesa kryesore e bimës, në trajtë boshti, që del mbi rrënjë dhe mban degët, gjethet, lulet e frytet. *Kërcell i gjatë (i shkurtër, i drejtë, i forte). Kërcell barishtor (i drunj-të). Kërcell mbitokësor (nëntokësor). Kërcell qepe (misri, luledielli). Rrënja dhe kërcelli.*

*2.* Kërci. *Kërcelli i këmbës.*

KËRCELLOR,~E *mb.* 1. Me kërcell ose me disa kërcej. *Bimë kërcellore.*

*2.* Që i ngjet kërcellit, si kërcell. *Gjethe kërcellore.*

KËRCËLLIJ *kal.* dhe *jokal,* ~VA, ~RË. Kër-cëlloj. *Kërcëllij dhëmbët.*

KËRCËLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes KËRCËLLOJ. 2. Kërcëllimë.

KËRCËLLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Krismë e mbytur, që ndërpritet dhe përsëritet disa here; ush-tima e krismës që nxjerr pushka, mitralozi etj.; krismë. *Kërcëllima e pushkëve. Kërcëllima e revolts (e auto-matikut). Kërcëllima e rrotave të qerres. Kërcëllima e zinxhirëve. Dëgjohen kërcëllima. Nxjerr kërcëllimë.*

KËRCËLLITJE,~A . Kërcëllim.

KËRCËLLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përplas një here ose disa here dy sende, të cilat nxjerrin një krismë të thatë; cakëlloj; kërcas; çokas. *Kërcëlloj dhëmbët. Kërcëlloj gotat.*

*2. jokal. vet. veto 111.* Nxjerr një tingull t8 mprehtë e të mbytur, që përsëritet vazhdimisht disa here, kërcëllin, kërcet. *Kërcëllon dera. Kërcëllon zjarri.*

3. *jokal. vet. veta HI.* Kërcet; buçet, gjëmon. *Kër-cëltojnë pushkët. Kërcëllon rrufeja.*

KËRCËNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KËRCËNOJ, KËRCË-NOHEM. *Kërcënim me armë.*

*2.* Fjalë ose gjeste që përdoren si mjet a si mënyrë për të kërcënuar dike; përpjekje që bëhen për t'i shtënë frikën dikujt; e keqe, rrezik që i kanoset di-kujt. *Kërcënim ushtarak. Me gjilhë kërcënimet... Bën (përdor) kërcënime. S'kemi frikë nga kërcënimet.*

KËRCËNOHEM *vetv. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* 1. Paralajmëroj dike se do t'i shkaktoj një të keqe, përpiqem t'i fut frikën dikujt, i kanosem. *kërcënohej me grusht (me thikë). U kërcënohej se do t'i linte pa bukë.*

2. *vet. veta III.* Afrohet, vjen si një e keqe a si rrezik. *U kërcënohej papunësia.*

3. *Pës. e* KËRCËNOJ.

KËRCËNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përpiqem t'i fut frikën dikujt duke e paralajmëruar se do të për-
dor dhunën a mjete të tjera shtrëngimi; i kanosem dikujt. *E kërcënoi me grusht (me bajonetë). I kërcë-nonte se do t'i nxirrte nga puna.*

*2. vet. veta III.* Vë në rrezik, rrezikon; afrohet për t'i bërë dikujt një të keqe, për ta dëmtuar a për t'i sjellë fatkeqësi; mund të rrezikojë dike. *Kriza kërcënon vazhdimisht shtetet kapitaliste. E kërcënonte vdekja (uria). E kërcënonte rreziku. Të lashtave u kërcënohej thatësira. Po na kërcënon shiu (dimri).*

KËRCËNUES,~E *mb.* 1. Që përdoret si mjet a si mënyrë për të kërcënuar dike; që përbën një kërcënim, që shpreh kërcënim. *Fjalë kërcënuese. Mjet kërcënues. Letër kërcënuese. Me zë (me ton) kërcënues. Vështrim (qëndrim) kërcënues. Pamje kërcënuese.*

2. Që afrohet për t'i bërë dikujt një të keqe, që mund të dëmtojë a të sjellë fatkeqësi; i mundshëm (për një rrezik a të keqe). *Gjendje kërcënuese. Rrezik kërcënues.*

KËRCËNUESHËM *ndajf.* Duke kërcënuar dike, duke përdorur kërcënime, me kërcënim. *Fliste kër-cënueshëm. Ngriti dorën kërcënueshëm. E vështroi kër-cënueshëm.*

KËRCI,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Pjesa e këmbës nga gjuri deri tek nyelli, fyelli i këmbës; kdcka më e madhe në këtë pjesë të këmbës. *Kockat e kër-cirit. Me kërcinj të hollë. Me kërcinj përjashta. U futën në ujë deri në kërcinj. Theu kërcirin. E goditi në kërci.*

2. Pjesa e çorapit që mbulon fyellin e këmbës. *Bëri (mbaroi) kërcinjtë (e çorapëve).*

3. *krahin.* Kërcell.

KËRCIGJATË *mb.* Që i ka kërcinjtë të gjatë, me këmbë të gjata (për njerëzit e për kafshët). *Shpend kërcigjatë. Lejleku kërcigjatë.*

KËRCIHOLLË *mb.* Që i ka kërcinjtë të hollë, me këmbë të holla. *Fëmijë kërcihollë.*

KËRClM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KËRCEJ, KËRGEHET. *Kër-eim (hedhje) me parashutë. Bëri kërcimin. Lëviz (ecën) me kërcime.*

2. *sport.* Një nga Ho jet e atletikës së lehtë, që zhvi-llohet duke kërcyer në largësi ose në lartësi. *Kërcim me shkop. Kërcim së larti (së gjati, trehapësh).*

3. Mënyra se si vallëzohet; lloj i caktuar lëvizjesh ritmike, të shoqëruara me muzikë, që bën kërcimtari; vallëzim.

KËRCIMTAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që va-
llëzon, vallëtar; artist baleti, balerin. *Kërcimtarët popullorë. Kërcimtar i Teatrit e të Operës. Grup kër-cimtarësh.*

2. *sport.* Atlet që kërcen së larti ose së gjati.

3. Ai që bën kërcime akrobatike, akrobat. *Kërcimtar i guximshëm.*

KËRCIMTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KËRCIMTAR, ~I.

KËRCIMTHI *ndajf.* Duke kërcyer, me kërcime. *U largua kërcimthi.*

KËRCITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes KËRCAS.

2. Zhurma që dëgjohet kur thyhet një send, kur përplaset ose kur kërcet diçka; krismë, kërcëllimë. *Kërcitje e dobët. Kërcitjet e akullit.*KËRCOJ *kal.,* ~OVA, ~tiAR. Kafshoj pak me dhëmbë diçka të forte e i heq një pjesë të hollë si kërce, kafshoj lehtë. *Kërcoj gështenjat.*

KËRCOR,~E *mb.* Që është prej kërceje; si kërce. *Skelet (ind) kërcor. Pjesa kërcore e shtyllës kurrizore.*

KËRCU,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Pjesa e trungut, bashkë me rrënjët, që mbeten në tokë kur presim një dru të trashë, cung; rrënjë e mad he druri (lisi etj.) e nxjerrë nga dheu. *Kërcu i kalbur. Kërcu lisi (dushku, hardhie). Shkul kërcunj. Qëndron (rri) si kërcu* qëndron si i ngrirë dhe pa folur.

2. Cope a pjesë e madhe e trungut të një druri, zakonisht me gdhenj, që përdoret për zjarr, kërçep; çopë trungu që përdoret për punë të ndryshme (për t'u ulur, për të prerë mishin etj.). *Djeg kërcunj. Rri në kërcu. Pres mishin në kërcu.*

3. *përd. mb. fig. keg.* I trashë nga mendja, kokë-trashë, kokëgdhe; që rri i hutuar e si i ngrirë; që nuk lëviz nga vendi ku është ulur. *Ishtë (fare) kërcu.*

4. *përd. mb.* I vetmuar, pa njeri dhe pa ndihmë; i mjerë, i shkretë. *Mbeti kërcu.*

• U be kërcu u tha nga të ftohtët, u be si dru. Kërcu përmbi shkarpa (përmbi samar) diçka e tepërt, mbi-ngarkesë; barrë tepër e rëndë; bela.

KËRCUQ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Kërcu i vogël. 2. *fig.* Njeri i shkretë, njeri që ka mbetur vetëm, pa të afërm, pa ndihmë dhe i mjerë; qyqar.

KËRCURE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grua a vajzë që ka mbetur vetëm, pa të afërm e pa ndihmë dhe e mjerë; qyqare. *Kërcurja ajo! Mbeti kërcure.*

KËRCYER (i,e) *mb.* 1. Që ka dale tepër mbi sipër-faqe; që formon diçka të dale si bark a si bullungë. *Me mollëza të kërcyera. Me sy (me ballë, me bark) të* I *kërcyer.*

2. Që është thartuar a është ashpërsuar shumë. *Vërë e kërcyer.*

3. *fig.* I papërmbajtur, që kërcen shpejt; *keq.* që ka një dërrasë mangut. *Është ca i kërcyer ai djalë.*

i:tP.ÇAB6,~A *sh.* ~A, ~AT. Kular në trajtë irtj cndëshi e me thepa, që u vihet derrave në qafë,K1 të mos kaluar gardhin e vathës ku janë mbyllur Os(I gardhin e tokave të mbjella. *vuri kërçabën. Si fi<sub></sub>err\ me kërçabë* thuhet për dike që inatoset e shfryn seçLe dëshiron të bëjë diçka të keqe, por ka një pen-gese që nuk e lë.

IIËRÇANJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjepër i pa-pjekur.

ICËRÇEP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesa nëntokë-jore e trui gut të drurëve ose e kërcellit të bimëve shu-mëyjeçare: kërcu. *Kërçep lisi. Kërçepë hardhish (fe-n'(ish;. ihkul kërçepëi. Lumi ka sjellë kërçepë.*

*2.* P'-esë e trungut të një druri me gdhenj; kërcu.

3. Dru me gëthapë ku vendoset bari për të bëfe mullar; mullari që ka në mes një dru të tillë.

4 Grremç në trungun e një druri a në degët e tij, fëthep.

5. *përd. mb. fig. keq. shih* KËRCU,~RI 3. *E ka koUën kërçep. Është kërçep nga mendja* është,kokë-traihë, e ka kokën gdhe.

KËRÇtK,~lJ *m. Sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kërci.

2. *kryes. sh. fig.* Fuqi a zotësi për të bërë një punë; këllqe. *S"ka kërçikë. Deri atje i arrinin kërçikët.*

KERDl,~A. Vrasje a vdekje në masë, gjakderdh-je; shkatërrim a dëm i madh; fatkeqësi e madhe; shfarosje. *U be kërdi e madhe. Ujku bëri kërdinë në bagëti. Benin kërdinë kolera e murtaja. Bëri kërdinë breshëri në pemët.*

KËRDlS *kal.,* ~A, ~UR. 1. edhe *jokal.* Vras e pres ose shkaktoj vdekje në masë; shfaros; i sjell fatkeqësi të madhe; i shkaktoj dëm të madh dikujt a diçkaje, e fik, e shuaj; bëj kërdinë. *kërdisi me mi-traloz. E kërdisëm armikun. I kërdiste malarja.*

*2.* Lodh shUmë, rraskapit, shuaj, shemb; mundoj, sfilit; e rrah shumë dike, e shqep në dru. *kërdiste në punë. E kërdisi me grushta. E kërdisi për vdekje.*

3. *fig.* I them dikujt fjalë shumë të rënda; e teproj duke i thënë diçka, ngop, shemb. *E kërdisi me gënjesh-tra (me të shara).*

KËRDlSEM *vetv.* 1. Pësoj humbje të mëdha në njerez; me pllakos një fatkeqësi e madhe; pësoj dë-me të rënda, fikem, shuhem.

2. Lodhem shumë, rraskapitem, shuhem, shembem; mundohem; sfilitem. *Kërdiseshin në punë. U kërdis në kurbet (në mërgim).*

3. E teproj duke bërë diçka, ngopem duke bërë diçka, shqepem (së ngrëni etj.); qesh më të madhe. *U kërdis së ngrëni. U kërdisëm së qeshuri.*

*4. Pës. e* KËRDIS.

KËRDHOKULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *anat.* Se-cila nga dy eshtrat anësore të legenit; secila nga dy shpatullat e këmbëve të prapme (te kafshët). *duken kërdhokullat. U vra në kërdhokull. Me dhembin kër-dhokullat.*
KËRKAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq 1.* Ai që e ka
ves t'u kërkojë vazhdimisht diçka të tjerëve, ai që s'e ka për turp t'i kërkojë kujtdo. *Kërkaçi nuk është nikoqir. Kërkaçi e ka ngrënë turpin me bukë.*
2. Ai që lyp derë me derë, lypës, përderës. *Torba e kërkaçit. U be si kërkaç.*
3. *Përd. mb.* sjpas kuptimeve të emrit. *Plak kërkaç.*
KËRKAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *keq. Fem. e* KËRKAÇ,~I.
KËRKESË,~A . *sh.* ~A,~AT. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KËRKOJ, KËRKOHEM. *Kër-kesa e llogarisë. Me kërkesën e dikujt. Sipas kërkesës së d ik ujt.*
*2.* Ajo që i kërkohet dikujt për t'u p)otësuar, për-mbajtja e asaj që kërkohet. *Kërkesë me shkrim (me gojëj. Kërkesë e drejtë (e ligjshme). Kërkesa lë teprua-ra (të fryra, të padrejta). Kërkesë ekonomike (politike, kuhurore), Kërkesa me (pa) vend Kërkesë për mallra ipër nd;hmc). Ka kërkesa. Bëj (paraqit) kërkesën. Përmbush (plotësoj) kërkesën. Hedh poshtë kërkesën: I përgjigjem kërkesës së dikujt* ia plotësoj kërkesën.
3. *ek.* Sasia e mallit që blerësit kërkojnë ta blejnë me një çmim të caktuar; *kund.* oferta. *Kërkesa e*
*oferta,*
4. *dre.jt.* Lutje me shkrim që i bën zyrtarisht dikush një organi shtetëror për t'i kërkuar një të drejtë etj. *Kërkesë për punë, Kërkesë për falje. Bëri (parashtroi) një kërkesë. Shqyrtojnë kërkesat e populilit.*5. Rregull që duhet zbatuar; kriter, parim; a jo që është ose që shfaqet si një nevojë e domosdoshme a si një detyrim; detyrë. *Kirkesë hiologjike (jetike, themelore, objektive). Kërkesë e kohës. Kërkesat e rregullores. U përgjigjet kërkesave të domosdoshme të zhvillimit.*
KËRKESËPADI,~A . *sh.* ~, ~TË *drejt.* Kërkesa që dikush i bën gjykatës për të kërkuar një të drejtë që i është mohuar; kërkesa që dikush i drejton gjykatës për të thirrur atë që ka shkelur të drejtat e tij ose për të kërkuar diçka që i lejohet sipas ligjit; kërkesa për një padi; dokumenti zyrtar që përmban këtë kërkesë. *Bëri kërkesëpadi. Lexoi kërkesëpadinë.*
KËRKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KËRKOJ, KËR-KOHEM. *Kërkimi i llogarisë (i lejes, i së drejtës). U vunë në kërkim.*
2. Gjurmimi e studimi në një fushë të shkencës, punë kërkimore, hulumtim; studim. *Kërkime shken-core (albanologjike, arkeologjike). Qendër (institut) kërkimesh. Bëj kërkime. Merrem me kërkime.*
3. Punë sistematike që bëhet për të zbuluar dike a diçka; hetim. *Filluan kërkimet.*
KËRKIMOR,~E *mb.* Që bëhet për të gjurmuar e për të studiuar një çështje etj.; që merret me punë shkencore, që ka karakter shkencor. Punë *kërkimore. Institut (laborator) kërkimor.*
KËRKIMOR-SHKENCOR,~E *mb.* Që bëhet për qëllime kërkimore e shkencore, që ka të bëjë me kërkimet shkencore; që bën kërkime e studime shkencore. *Punë kërkimore-shkencore. Institut kërkimor-shkencor. Qendër kërkimore-shkencore.*
KËRKIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që gjurmon
e studion një çështje etj. në një fushë të shkencës, ai që merret me punë shkencore; studiues. *Kërkimtar i palodhur. Kërkimtarët shqiptarë.*
KËRKOHEM. 1. *Pës. e* KËRKOJ.
2. *pavet.* Duhet, është e nevojshme. *Kërkohet punë e madhe (rregull, ndërgjegje e lartë).*
KËRKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përpiqem të gjej dike a diçka që nuk dihet se ku është a që ka humbur ose diçka të re a të panjohur, duke hetuar, duke gjurmuar, duke kontrolluar etj. *kërkonte shokët. Kërkonin një dele të humbur. Kërkoj në të gjitha anët (andej e këtej, në çdo skutë). Kërkoj nëpër shtëpi. E kërkoi vendin me pëllëmbë. Kërkoj rrugëdalje. Kërkoj shkakun. Kërkoj udhë (shtigje) të reja. E kërkuam, por s'e gjetëm. Nuk lane vend pa kërkuar. Kush kër-kon, gjen. fj. u.*
2. Dëshiroj diçka dhe dua ta kem a ta marr; e thërres dike, e ftoj që të vijë a të paraqitet tek unë; dua. *Kërkonte shtëpi të re. Nuk kërkon shpërblim (dhu-rata, bakshish). Çfarë kërkon? Kë kërkoni? E "kër-kon drejtori. Ju kërkojnë në telefon. Kërkoi të birin para se të vdiste. Kërkon sisë (fëmija)* do gji të pijë. *S'di as yetë se ç'kërkon. Kërkonte me shumë nga sho-qëria. Ujku mjegull kërkon. fj. u. Kush kërkon copën e madhe, humbet edhe të voglën. fj. u.*
3. I bëj dikujt një kërkesë, i lutem për diçka; ngul këmbë që dikush të përgjigjet ose të jape sqarime a )logari për diçka. *kërkoi ndihmë (para). Kërkoi shtetësinë (shqiptarë). Kërkoi një muaj afat. Qeveria kërkoi votëbesimin. Kërkojnë llogari (hesap). Kërkoj*
*të falur (ndjesë)* i drejtohem dikujt që të me falë për një gabim etj.
4. Parashtroj një dëshirë, bëj një propozim etj.; shfaq mendimin tim për çmimin e një malli që dua ta shes ose ta këmbej me diçka tjetër. *E kërkoi për grua. I kërkoi dorën. E kërkuan për drejtues. Sa kërkonte për atë?* sa e shiste? *Kërkonte shtrenjtë.*
5. Vëzhgoj, gjurmoj dhe studioj me kujdes e në mënyrë sistematike një çështje etj. në një fushë të shkencës.
6. Përpiqem të arrij diçka, synoj. *Kërkonte ta tremble. Kërkonte t'ua kalonte të tjerëve. Kërkonte t'ua hidhte.*
7. *jokat.* Kam kërkesa të mëdha (ndaj vartësve, nxënësve etj.), jam kërkues. *Ai kërkon shumë: Kërkon deri në një.*
8. *vet. veta III.* Ka nevojë për diçka, do; meriton. *Kjo punë kërkon durim (vëmendje, këmbëngulje, kujdes, djersë). E kërkon koha (zhvillimi i mëtejshëm). E kërkon e mira e popullit (e atdheut).*
9. *bised.* Shëtit andej e këtej, bredh, gjezdis. *Ka kërkuar gjithë botën (dhenë).*
10. Provoj (zakonisht gjellën a një ushqim) për të parë çfarë shije ka, nëse ka kripë, është zier ose jo etj.; shijoj, ngjëroj. *Kërkoj gjellën (për kripë). Mëjep pak sa ta kërkoj!*
11. *jokal. vet. veta HI.* Ethet, ndërzehet, hiqet, është në afsh. *Kërkon lopa.*
• Sa të kërkosh sa të duash, me shumicë, shumë. Kërkon fjalë *shih te* FJALË,~A. Kërkon hëoën *shih te* HËNË,~A. Kërkon për mokra *keq. shih te* MO-KËR,~RA. Kërkon sherr ngacmon dike, e nxit që të grindet me të. Kërkoftë murin me dorë! *mallk. shih te* MUR,~I.
KËRKCAR (i,e) *mb.* 1. Që është kërkuar nga dikush, që bëhet a jepet sipas kërkesës së dikujt. *Muzikë e kërkuar.*

2. Jo i natyrshëm, jo i zakonshëm, i gjetur me pahir; tepër i stërholluar. *Argument i kërkuar. Figure e kërkuar. Shembull i kërkuar.*
KËRKUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *zyrt.* Ai që bën një kërkesë a lutje; ai që kërkon diçka (një ndihmë, një të drejtë etj.); ai që ankohet për diçka.
2. Ai që përpiqet të gjejë diçka duke kërkuar ose duke kontrolluar.
3. Ai që merret me punë kërkimore, studiues në një fushë të shkencës; kërkimtar. *Kërkues i palodhur. Kërkues në mjekësi.*
KËRKUES, ~E mi). 1. Që e ka për zakon të- kër-kojë shumë, që ka kërkesa këmbëngulëse ndaj vetes ose ndaj të tjerëve; që shpreh një kërkesë të forte. *Mësues (drejtor) kërkues. Me ton kërkues. Frymë kërkuese. Është shumë kërkues ndaj vetes.*
*1.* Kërkimor. *Punë (metodë) kërkuese.*
KËRKCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që kërkohet shumë nga njerëzit, që u pëlqen shumë, që e duan (për një mall etj.); me vlerë. *Mall i kërkueshëm.*
KËRKUQ,~I m. Sëmundja e lëkurës që shfaqet tek fëmijët me njolla të kuqe. *E zuri kërkuqi. I ra kër-kuqi.*
KËRLESHEM *vetv.,* ~A(u), ~UR. 1. Me ngrihen fiokët a qimet përpjetë nga të ftohtët osenga inati (për njerëzit dhe për kafshët). *U kirlesh nga inati (nga të ftohtët). U kërlesh macja (qeni).*
*2.* Përleshem, kapem me dike, zihem me duar e me këmbë, kapërthehem; luftoj trup me trup. *U kër-leshëm me armikun. Kërleshen rnacet.*
3. *vet. veta ill* edhe *fig.* Gërshetohet, plekset me diçka tjetër, ndërthuret; ngatërrohet, bëhet lesh e li. *Iu kërleshen flokët. U kërleshen punët.*
KËRLESHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes KËRLESHEM.
2. Përleshje, zënkë me grushte e me shkelma. *FiWi kërleshja.*
KËRMË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Kufbmë e një kafshe të vrarë ose të ngordhur, që ka mbetur disa ditë pa u mbul,uar, ka filluar të prishet dhe mb? n erë; iigordhësirë, coftinë; mish shumë i dobët e.are pa dhjamë. *Bie erë kërmë. Korbavet u pëlqejnë kërmat.*
*2. bised.* Trupi i pandarë i një kafshe të therur. *E ndanë kërmën me katërsh.*
*3. fig. shar.* Njeri shumë i dobët nga trupi ose kafshe e dobët, e bërë kockë e lëkurë, ngordhësirë.
• Si sorrat pas kërmës *keq. shih te* SORRË,~A.
KËRMËZ,~l *m.* I. Bojë e kuqe e errët, më të cilën grate ngjyejnë fije leshi për çorape, për futa etj.; ngjyra e kuqe e errët dhe e ndezur.
2. *përd. nib.* Që ka ngjyrë të kuqe të errët dhe të ndezur, që ka ngjyrën e trëndafilit të kuq të errët. *Fustan (mëndafsh) kërmëz.*
KËRMlLL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË. *1. 2ool.* Kafshe e vogël me trup të butë, pa skelet, të përjargur e zakonisht të mbuluar me një guaskë në trajtë spirale je dhe me dy pale brirthë përpara, që jeton në toka me lagështirë, në pyje, vreshta, kopshte etj. dhe ushqehet me bar; kafshe e tillë pa guaskë, që jeton edhe në banesat përdhese me lagështirë a në ujë, li-gavec. *Kërmill i zhveshur (lakuriq)* kërmill pa guaskë, jargës. *Kërmill uji (deti)* lloj kërmilli i madh e pa guaskë, që jeton në det. *Kërmilli i tokës (i vreshtave, i pyjeve, i kopshteve). Samari i kërmillit. Mbledh kërmij. Mblidhet si kërmill.*
*2. anal.* Pjesa e brendshme e veshit, që vjen e për-dredhur si spirale. *Kërmilli i veshit.*
3. *përd. mb.* Që është i përdredhur si spirale. *Ma-karona kërmill.*
*-k* Si kërmijtë (si boblat) pas shiut *mospërf.* pasi ka shpëtuar nga rreziku.
KËRMILLOR,~E *mb.* Që ka trajtën e guaskës së kërmillit; që është si kërmill.
KËRNACKË,~A *sh* ~A, ~AT *krahin.* Qofte gjatoshe me mish, në trajtë suxhuku, e pjekur në skarë.
KËRNAIXE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend i thatë dhe i shkretë, karkërimë; tokë e zhveshur e pa bimësi; rrëpirë e zhveshur; gërmadhë.
2. *përd. mb.* Që nuk ka gjë brenda, bosh; i shkretë. *Shtëpi kërnalle.*
*k* I dha kërnallen i dha dërmën.
KËRP,~I *m. bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërçell të lartë, nga i cili nxirren fije për të bërë thasë, litarë etj. *Fije (litar, pëlhurë) kërpi. Vaj kërpi. Fare kërpi. Mbjell kërp.*
± *KËRP DHEU zool.* Urith.
KËRPAÇ,~I *til. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Punëtor që rdreq këpucë a rroba; arnues.
*'i. keq.* Zejtar që nuk bën punë me cilësi të mirë; n^eri i pazoti në mjeshtërinë e tij. *Ishte fare kërpaç.*
KËRPAÇËRl,~A *keq.* Paaftësi në një mjeshtëri u profesion; punë e një cilësie të dobët, punë kërpaçi.
KËRPESH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Kapistër.
KËRPËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog i vogël këngëtar, që iron nëpër ara dhe ushqehet zakonisht me fara kërpi.
KËRPICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kapicë, kapë.
2. *përd. ndajf.* Plot e përplot. *Dhoma ishte kërpicë me njerëz.*
3. *përd. ndajf.* Njëri mbi tjetrin, si kapë, si mullar.
KËRPISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kërpore.
KËRPIT *kal,* ~A, ~UR. 1. Ha një thelë mish, një pemë etj., duke e hequr me kujdes të gjithë tulin nga kocka, nga lëvozhga etj.; lëpij. *kërpiti mirë bërxollat (kockat).*
2. E bëj mirë një punë; rregulloj; stolis nusen, ndreq.
KËRPlTEM *vetv.* 1. Ha e pi mirë.
2. Shëndoshem, vë mish e dhjamë, ngjallem; marr veten pas një sëmundjeje ose pas një pune të lodh-shme; këndellem.
3. Zbukurohem e vishem mirë, rregulloj veten, rregullohem (në fytyrë e në veshje); stolisem, ndreqeni. *U kërpit me stoli (me tel).*
KËRPNAJË,~A *sh.* ~A, ~AT. Kërpore.
KËRPORE,~JA .. *sh.* ~E> ~ET. Are e mbjellë me kërp, kërpishtë.
KËRPORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh (si kërpi etj.), me kërcell të gjatë, nga i cili mund të nxirren fije për të bërë litarë, pëlhurë të trashë etj.
KËRPTË (i,e) *mb. 1.* Që është bërë prej fijesh kërpi, prej kërpi. *Litar (thes) i kërptë.*
2. Me pendë e me pupla në ngjyrë të hirit (për shpendët); me qime ngjyrë hiri (për kafshët); i për-himë. *Pule (dhi) e kërptë.*
KËRPUDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë e tipit të ulët pa klorofil, që është zakonisht si një ombrellë e vogël, që nuk bën lule e fara, por shumë-zohet me spore dhe rritet në livadhe e në pyje, në vende me hije e me lagështirë. *Kërpudhë e helmet (helmuese, djegëse). Kërpudhë e bardhë (e kuqe, me pika). Kërpudhë që hahet. Kërpudhë*

*eshke. Kërpudhë dashe* lloj kërpudhë me kësulë të trandafiltë, që hahet. *Kërpudhë derri* lloj kërpudhë që ka kësulën me ngjyrë të verdhë në të errët. *Kërpudhë gjarpri* lloj kërpiidhe me kësulë në të bardhë nga jashtë dhe në të zezë nga brenda, që nuk hahet. *Kërpudhë qeni* lloj kërpudhe me kësulë në trajtë hinke, me ngjyrë të gjelbër të çelur dhe me këmbë të hollë, që nuk hahet. *Kësula (kapela) e kërpudhës. Këmba e kërpudhës. Supë me kërpudha. Mbledh kërpudha. Dalin (mbijnë, rriten, shtohen) si kërpudhat pas shiut (si kërpudha plehu). mospërf.* dalin e rriten shpejt e me shumicë.
2. *biol.* Organizëm ose mikroorganizëm zakonisht parazitar, që shumëzohet me spore dhe zhvillohet në trupin e një bime ose në ushqime; sëmundje ebimëve, që shfaqet si tumor në trajtën e këtij organiz-mi; ndryshk. *Kërpudha e thekrës (e grurit). Kërpudha e qumështit. I ra kërpudha.*
3. *fig.* Njeri i padëshirueshëm që shfaqet papritur diku dhe bën jetë parazitare. *Kërpudhë plehu. shar.*
KËRPUDHOR,~E *mb.* 1. Që ka natyrën e kërpu-dhës. *Parazit (mikrob, myk) kërpudhor.*
2. Që shkaktohet nga disa lloje kërpudhash. *Së-mundje kërpudhore.*
KËRQELLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Çivi dere. 2. Thikë e madhe me këllëf, që mbahet zakonisht në brez.
KËRSHËNDELLA,~T . *vjet.* Krishtlindje. për *kërshëndella.*
KËRSHËRI,~A . Kureshtje. *Kërshëri fëmijësh. Ngjall kërshëri. Ushqen (zgjon) kërshërinë. E shtyn (e nxit, e mundon) kërshëria. Shikon me kërshëri.*
KËRTlLEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vet or në r. dhanore).* Kanosem.
KËRTOLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kocka e madhe e këmbës.
KËRTOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Patate.
KËRTYL *kal.,* ~A, ~UR. 1. I jap të hajë sa të ngopet, e ngop më të ngrënë. *E kërtyli me bukë.*
2. E mbush plot me diçka, i jap diçka me shumicë; e ngop. *E kërtylën me para.*
KËRTYLEM *vetv.* 1. Ngopem duke ngrënë diçka, fryhem më të ngrënë; shëndoshem, ngjallem. *U kërtyl me rrush. Hëngri sa u kërtyl.*
2. Mbushem plot me diçka; marr me shumicë. *U kërtyl në para.*
KËRTHAZI *ndajf.* 1. Brinjazi; këlliç. *U shtri kër-thazi. Ra kërthazi.*
2. Shkarazi, rrëshqitazi, për anash; tërthorazi, së kithi. *Shkoi kërthazi. E kapi kërthazi. I hodhi një vështrim kërthazi. E preu kërthazi.*
3. Shkurtazi, për së shkurti. *ra kërthazi udhës.*
*4. përd. parafj.* Anës dikujt a diçkaje. *Kërthazi shtëpisë.*
KËRTHËT (i,e) *mb.* 1. Që. shkon tërthorazi a së kithi; i tërthortë.
2. Vëngërosh; i vëngër. *Me sy të kërthët.*
KËRTHI,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Qengj, kec ose pjellë tjetër kafshe deri dy-tre muajsh, që nuk ka filluar mirë të hajë bar; qengj a kec që ka mbe-tur i vogël e i dobët; qengj ose kec që është pjellë me vonë se të tjerrët, pas kohës kur pjellin zakonisht bagëtitë.
2. Fëmijë që sapo ka lindur, foshnjë, ferishte; fëmijë i vogël e i dobët; fëmijë që ka lindur para kohe. *Kër-thiri i djepit.*
3. *përk.* Fëmija që ka lindur me prapa se të tjerët dhe që përkëdhelet nga prindërit, fëmija i ploqërisë.
4. Bimë e njomë e pazhvilluar mirë, bimë që ka mbetur e vogël.
5. *përd. mb.* I porsalindur, i vogel, i parritur; *fig.* i papjekur. *Qengj (kec) kërthi. Miser kërthi* bimc rnisri e vogël, që nuk është zhvilluar sa duhet. *ka fëmijët kërthinj. Mbeti kërthi (nga mendja).*
KËRTHIÇËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Vajzë a grua e shkurtër, thatime dhe shëndetligë.
KËRTHINGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *zool.* Piskë.
KËRTHINJAK,~E *mb.* I vogël, që sapo ka lindur; që ka lindur para kohe; i dobët nga shëndeti (për fëmijët); i kërthinjtë. *Fëmijë kërthinjak.*
KËRTHINJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kërthi. 2. *vet. sh.* Të vonat (misri, fasulet etj.).
KËRTHINJTË (i,e) *mb.* 1. Që sapo ka lindur (për fëmijët) ose sapo është pjellë (për qengjin, kecin etj.); që ka lindur para kohe dhe është i dobët. *Fëmijë i kërthinjtë. Qengj (kec) i kërthinjtë.*
*2.* Që është mbjellë vonë dhe nuk është zhvilluar mirë, i parritur (për bimët); që piqet vonë dhe nuk ka ëmbelsinë e duhur (për pemët). *Miser (duhan) i kërthinjtë. Fiq të kërthinjtë.*
KËRTHIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *anat.* Zorrë që lidh pjellën e njeriut a të kafshëve me trupin e nënës dhe që i shpie pjellës ushqimin. *I prenë kërthizën.*
*2.* Gropëz në mes të barkut, e cila mbetet si shenjë te pjella, pasi e presin këtë zorrë. *Kërthiza e fëmijës (e kecit). Deri te kërthiza. I ra kërthiza* i ra korja plages që krijohet te pjella kur i pritet kërthiza.
3. Figure në trajtën e një trëndafili, e gdhendur në dru dhe e vendosur për zbukurim në mes të një ta-vani prej dërrase; figure e tillë e bërë në tavanët prej allçie etj. për zbukurim.
4. *fig.* Qendër, mes. *Në kërthizë të Shqipërisë. Në kërthizë të pyllit. Në kërthizë të dimrit.*
Sikur i ka prerë kërthizën sikur i ka bërë një të mirë me rëndësi jetësore, sikur i ka shpëtuar jetën. M'u sbpërdrodb kërthiza *shih te* SHPËRDRIDHEM.
KËRTHIZËKUQ,~E *mb.* Që ka një njollë të kuqe në mes; që e ka mesin a tulin të kuq (për disa pemë e perime). *Groshë (fasule) kërthizëkuqe* lloj groshe ko-kërrmadhe me një pike të kuqe në mes.
KËRTHtZOR,~E *mb.* 1. Që lidhet me kërthizën e barkut, që i përket kërthizës, i kërthizës; që ka trajtën e kërthizës, që është si kërthizë. *Gropëz kërthizore.*
2. *fig.* Që ndodhet në mes a në qendër të diçkaje, qendror.
KËRTHNDEZEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Arrij mo-shën kur njeriu ka me shumë shëndet e fuqi (për vajzën ose djalin); shëndoshem, marr fuqi e zbukurohem, këndellem; harlisem. *U kërthndez vajza (djali).*
*2.* Përtërihem, rinohem.
3. *vet. veta HI.* Arrin shkallën më të lartë të zhvi-llimit; harliset (bima). *Jane kërthndezur Met.*
KËRTHNDEZËT (i,e) *mb.* I kërthndezur.
KËRTHNDEZUR (i,e) *mb.* I. Që ka arritur moshën kur gëzon me shumë shëndet e ka me shumë fuqi; që është shëndoshur, ka marrë fuqi dhe është zbukuruar; i harlisur. *Vajzë e kërthndezur. Me trup të kërthndezur.*
2. I përtërirë, i rinuar. *Me fuqi të kërthndezura.*
3. Që është zhvilluar shumë, i harlisur (për bimët). *Lule (bimë) e kërthndezur.*
KËRVESH *kal.,* ~A, ~UR. Ngërdhesh, shtrembë-roj. *Kërveshi buzët (fytyrën).*

"~KËRyESHEM *vetv.* 1. Ngërdheshem në fytyrë,shtrembëroj a përdredh buzët në shenjë mospër-filljeje, shpotie, përbuzjeje a kërcënimi. *Iu kërvesh me inat.*
*2. vet. veta III.* Merr një trajtë të shtrembëruar (për fytyrën e buzët). *Iu kërvesh fytyra. Buzët iu kër-reshën.*
KËRVESHJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KËRVESH, KËRVE-SHEM.
2. Shtrembërimi i fytyrës, ngërdheshje.
KËRR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Kërriç. 2. Kale i përhimë, kale çil; kale i bardhë me pulla të murrme.
KËRR,~E i *mb.* Në ngjyrë të përhime, i përhimë. *Kale kërr. Pelë kërre.*
KËRR,~E n *mb.* I zhveshur, pa drurë e pa bi-mësi. *Vend kërr. Tokë kërre.*
KËRRABË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkop i gjatë
me njërin skaj të kthyer si gremç, që barinjtë e për-
dorin për të zënë për këmbe bagëtitë e imëta; grremçi
i gdhendur në krye të këtij shkopi. *Kërraba e bariut.*
*.Me kërrabë në dorë. Zë (kap) me kërrabë.*
2. Furkaçe, ngarkaçe. *vuri kërrabën barrës.*
3. Çengel a grremç ku varim diçka. *Kërraba e zjarrit* vargoi. *Var në kërrabë.*
4. Shatë në trajtë të sqeparit; shatërkaz.
• U be kërrabë a) i doli kurrizi, u be me kurriz; b) u dobësua shumë nga trupi, u be kockë e lëkurë. Mori kërrabën u be bari. I tërheq (i heq) kërraba nga vetja *keq.* sheh kryesisht interesin vetjak, mendon në radhë të parë për vete.
KËRRABËZ,~A *sh.* ~A, ~AT. Shtizë e shkurtër prej teli për të thurur çorape, fanella etj.
• I ngeli kërrabëza i doli përpara një pengesë dhe i ngeci puna.
KËRRET *jokal.,* ~ITI, ~ITUR. Nxjerr një zë të çjerrë, krrok (për korbin e për sorrat); hungëron (për derrin); gërhet (për macen).
KËRRIÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. I vogli i goma-ricës, pulisht, visk.
2. *fig. shar.* Djalë i ri, jo i zgjuar a mendjelehtë ose pa përvojë në jetë; njeri i papjekur.
KËRRtÇE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KËRRIÇ,
KËRRIGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shtizë e hollë për të thurur çorape; grep për të qëndisur; cite. *Kë-rrigë për dantella.*
2. Gjilpëryer.
KËRRIKUIXL,~IXI *m. sh.* ~J, ~JT. *1.* Dru
me dy ose me tre gëthapë, ku barinjtë varin napat me gjizë, me djathë etj.; shelqëror.
2. Furkaçe për të mbajtur hardhinë.
KËRRIT *jokal.,* ~I, ~UR. Kërret.
KËRRITJE,~A *sh.* ~E, ~ET. Zëri i çjerrë dhe i mbytur që nxjerr derri, macja etj. kur kërret. *Kë-rritje derrash.*
KËRRLË,~A Llucë e hollë; llumi i moçalit pse i një pellgu me ujë të ndenjur. ^—'
KËRRMf,~A. *sh.* ~, ~TË *zool.* Një lloj krimbi, që bren orenditë prej druri, dyert, dritaret etj. sidomos natën; krimbi i drurit.
KËRRNAME,~T . *vet. sh.* Naze. *Bënte kërrname. Fliste me kërrname. Ishte rritur me kërrname.*
KËRRNJOTEM *vetv.,* ~A(u), ~UR. 1. *vet, veta III.* E zë kërrnjota (kalin, qenin etj.) dhe mezi merr frymë.
2. Përqurrem.
3. Dremit duke gërhitur (thuhet sidomos për pleqtë).
4. *fig. keq.* E kaloj kohën pa bërë ndonjë punë, ia fut gjumë.
KËRRNJOTË,~A 1. *veter.* Lëngatë prej së cilës kafshëve shtëpiake, sidomos kuajve e qenve, u qelbëzohen grykët dhe u rrjedhin e u zihen hundët, butër. *ra kërrnjota. I zë frymën kërrnjota.*
2. *fig.* Rrufë e keqe, rrufë e rëndë (te njerëzit).
KËRROÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Mushkë e vogël e porsalindur.
KËRRUS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Përkul. *Kërrus ku-rrizin (shpinën). Kërrus kokën.*
2. Bëj që të rrëgjohet e të gërmuqet. *E kishin kë-rrusur hallet.*
3. *fig.* E përul, bëj që të me nënshtrohet, gjunjëzoj.
*k* Nuk e kërrus (nuk e ul, nuk e përkul) kurrizin (shpinën) edhe *poh.* nuk i përulem dikujt, nuk i nën-shtrohem.
KËRRUSEM *vetv. 1.* Përkul shpinën; përkulem. *U kërrus mbi fëmijën.*
*2.* Me del kurrizi, gërmuqem. *U kërrus para kohe.*
3. *fig.* Përulem, nënshtrohem, gjunjëzohem.
KËRRUSUR (i,e) *mb.* 1. I përkulur (për kurrizin, kokën etj.). *Me shpinë të kërrusur. Brirë të kërrusur.*
2. Që i ka dale kurrizi, i gërmuqur. *Pleq të kërrusur.*
3. *fig.* I përulur, i nënshtruar, i gjunjëzuar.
KËRRUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. DM a dele
me brirë të kthyer nga pas; dele me brirë të vegjël.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dele kërrutë.*
KËSAÇ,~I *m. sh.* ~A. ~AT. Lloj dare që për-doret për të kthyer ose për të prerë tela të trashë, për të thyer arra e iajthi etj. *Pres (kthej) me kësaç. Thyej arra me kësaç.*
KËSAJ. *Dhan.* dhe *rrjedh. e përem. dëft.* KJO.
KËSEN pave.,~EU,~YER *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me ther, me sëm-bon. *Me kësen në ijë.*
KËSl *vjet. Rrjedh. e përem, dëft.* KY, KËTA.
KËSISOJ. I. *pakuf.* I këtillë ose e këtillë, si ky ose si kjo; i këtij lloji, i kësaj mënyre etj. *Kësisoj lulesh. S'ka kësisoj ngjyre (stofi).*
It. *ndajf.* Njëlloj me dike a me diçka tjetër, në një mënyrë të tillë; kështu, në këtë mënyrë. *Mos vepro me kësisoj! U mbushën kësisoj dy vjet. Kësisoj ne mun-dëm të fitonim.*
KËSMET,~I *m,,sh.-* ~E, ~ET *bised.* Fat i mire; fat. *Me kësmctX~~ur. Shëndet e kësmet! ur. E pati kës-me>- ~"i'~~so~IH kësmet. Doli për kësmet* doli për të gjetur fat të mirë, për të fituar. *'Si të jetë kësmeti. Kësmeti është në dorë të njeriut. fj. u.*• Iu be kësmet (fat, risk) *shih te* BËHEM. I doli kësmeti sipas paragjykimeve: e gjeti burrin; u fejua a u martua, i doli fati (për vajzat).
KËSO. *Dhan.* e *rrjedh. nj. e sh. epërem. dëft.* KJO. *Këso vajze. Këso punish.*
KËSOSH. *Dhan. e rrjedh.* e *përem. dëft.* KËTO.
KËSODORE *pakuf.* 1. I tillë, i këtillë, kësisoj. *Në raste kësodore. Merren masa kësodore.* 2. *përd. ndajf.* Në këtë mënyrë.
KËST,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Secila nga pjesët e parave, që derdhen në afate të caktuara për të paguar një mall të blerë ose për të kthyer një shumë të ho-llash të huajtura, derisa të shlyhet e gjithë shuma. *Kësti vjetor (mujor). Kësti i parë (i dytë). Ka shlyer dy këste. Jepej (shitej, blihej) me këste.*
KËSULER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Laureshë, çafkëlore.
KËSULË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kapelë pa strehë, zakonisht prej pëlhure, prej shajaku etj.; mbulesë koke pa

strehë. *Kësulë e bardhë (e kuqe). Kësulë gëzofi (leshi, pëlhure, kadifeje). Kësula e mjekut.*
2. Lojë fëmijësh, të cilët formojnë një rreth dhe në mes vendosin një kësulë, që ruhet nga njëri lojtar, ndërsa të tjerët përpiqen ta marrin. *Luajni kësulën.*
3. *spec.* Çdo gjë që ka trajtën e një kapele pa strehë. *Kësulë sferike. gjeom.* secila nga dy pjesët e një sfere që pritet prej një rrafshi. *Kësula e rrënjës* pjesa e fundit e rrënjës së disa bimëve që ka trajtën e një kapeleje.
• Pa kësulë e pa opinga pa pasur asgjë. E hodhi (e vuri, e ktheu) kësulën (kapelen, festen, qeleshen) mbi sy (mënjanë) *shih te* SY,~RI. E ka mendjen (në) majë (të) kësulës a) është i lehtë nga mendja, nuk mendon e riuk gjykon thellë; b) i rreh mendja në një vend. E ka mizën nën kësulë (nën shapkë, nën feste) *shih te* MIZË,~A. Kujt i ha miza nën kësulë, le të kruhet *shih te* MIZË,~A.
KËSULËBARDHË *mb.* 1. Që mban kësulë të bardhë.
2. Që është mbuluar me bore dhe duket sikur ka vënë një kësulë të bardhë. *Malet kësulëbardha.*
KËSULËKCQE,~JA I . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj kërpudhe e vogël, në trajtën e një kupe, që e ka faqen e jashtme në ngjyrë si të kuqërreme.
KËSULËKCQE,~JA H . *folk.* Figure e pë-rrallave popullore të disa popujve evropianë, që për-fytyrohet si një vajzë e vogël, e urtë dhe e zgjuar me kësulë të kuqe në kokë.
KËSHlLL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Organ i push-tetit shtetëror, që zgjidhet nga populli dhe qeveris vendin në njësitë administrative-tokësore me pje-sëmarrjen e gjerë të masave punonjëse. *Këshilli po-pullor (i lagjes, i fshatit, i qytetit, i rrethit). Këshilli Nacionalçlirimtar* organ jufte dhe i pushtetit popullor gjatë Luftës Nacionalçlirimtare. *Kryetari (sekretari) i këshillit. Anëtarët e këshillit. Mbledhja e këshillit. Zgjedhjet për këshillat popullore.*
2. Emërtim i disa organeve të larta të pushtetit shtetëror, që kanë fuqi urdhërdhënëse e zbatuese dhe që drejtojnë veprimtarinë në fushën politike, ekono-mike, të mbrojtjes etj. *Këshilli i Ministrave* organi me i lartë i administratës shtetërore në RPSSh, që
ka fuqi urdhërdhënëse e zbatuese, qeveria. *Këshilli i Mbrojtjes* organi me i lartë që merret me drejtimin, organizimin e mobilizimin e të gjitha forcave të ven-dit për mbrojtjen e Atdheut. *Këshilli i Shtetit* organi me i lartë i administratës shtetërore në disa vende.
3. Organ kolegjial drejtues ose këshillues në një ndërmarrje, institucion, organizatë shoqërore etj. *Këshilli teknik (artistik). Këshilli pedagogjik (shkencor). Këshilli i prodhimit (i kulturës). Këshilli Qendror i Bashkimeve Profesionale të Shqipërisë. Këshilli Qendror i Bashkimit të Grave të Shqipërisë. Këshilli i Për-gjithshëm i Frontit Demokratik të Shqipërisë. Këshilli i Sigurimit të OKB-së.*
KËSHILLË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Porosi që i jepet dikujt për ta ndihmuar ose për ta mësuar si duhet të sillet, si duhet të veprojë a çfarë duhet të bëjë; fjalë që i thuhen dikujt për ta ndihmuar që të zhdukë të metat, të ndreqë gabimet etj. *Këshillë e vlefshme (e urtë). Këshillat e prindërve (e mësuesve, e shokëve). Këshillat e mjekut. I dha këshilla. Kërkoj (dëgjoj, pra-noj, zbatoj) këshillat e dikujt.*
KËSHILLËMBARË *mb.* Që i dëgjon me kujdes këshillat e mira të të tjerëve e që ka sjellje shembu-llore; i urtë, i bindur, i dëgjuar, i mbarë.
KËSHTLLËMIRË *mb.* Që u jep këshilla të mira të tjerëve, që këshillon të tjerët për mirë.
KËSHILLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KËSHILLOJ, KËSHILLOHEM.
2. Rrahje e përbashkët e mendimeve për të zgjidhur mirë një cështje; shkëmbim mendimesh me dike. *Këshillim popullor (këshillim me masat)* metodë pune e organeve udhëheqëse të Partisë a të organizatave shoqërore ose e organeve shtetërore për të zgjidhur me mirë një cështje, duke marrë mendimin e masave të gjera të popullit.
3. Këshillë. *Sipas këshillimeve të mjekut.*
4. Masë e parë disiplinore kundrejt dikujt që ka bërë një gabim jo të rëndë. *dhanë një këshillim.*
KËSHILLIMOR,~E *mb.* Që ka të drejtë të jape këshilla, mendime a gjykime, të bëjë vërejtje për një punë a cështje që diskutohet, por jo të vendosë për to; që ka vlerë këshillimi; këshillues, konsultativ. *Mbledhje (konferencë) këshillimore. Komitet (organ) këshiUimor. Vote këshillimore.*
KËSHILUMORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kon-sultore.
KËSHILLOHEM *vetv.* 1. Kërkoj e marr prej dikujt një këshillë; kuvendoj me dike për të shkëmbyer mendime për një cështje ose për të marrë edhe mendimin e tij. *Këshillohem me mjekiin (me gruan, me shokët). Këshillohem me masat.*
*2. Pavel., e* KËSHILLOJ.
3. *Pes. e* KËSHILLOJ
KËSHILLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I jap dikujt një këshillë, i them si duhet të sillet, si të veprojë ose çfarë duhet të bëjë; e paralajmëroj që të ruhet nga një rrezik a nga një e keqe, e mësoj të veprojë e të sillet mirë; e ndihmoj me këshilla që të zhdukë të metat, të ndreqë gabimet etj. *Këshilloj djalin (vajzën, nxënësil). E këshilluan në sy- të shokëve. Siç na këshillon me sue si (prindi).*
KËSHILLTAR,~I, *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai
që jep këshilla, ai që këshillon dike, këshillues.2. Ai që është caktuar pranë një institucioni, një organizate etj. për të dhënë mendimin për çështje të ndryshme dhe për të ndihmuar me këshilla në një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërorc a shtetëro-re. *Këshilltar teknik (ushtarak, tregtar). Këshilltar \ligjor. drejt.* nëpunës me arsim të lartë juridik pranë jzyrës së ndihmës juridike, i cili ndihmon popullin për t'u njohur me legjislacionin dhe në raste të ve-çanta merr pjesë edhe në gjyq. *Këshilltar i posaçëm. [Këshilltar i ambasadës.*
KËSHILLTAR,~I n *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është zgjedhur nga populli si anëtar i organit lokal të pushtetit shtetëror, anëtar i këshillit popullor; de-tyra e këtij të zgjedhuri. *Këshilltarët popullorë. De-tyrat (të drejtat) e këshilltarëve. U zgjodh këshilltar.*
KËSHILLTARE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. *Pern. e* KËSHILLTAR,~I i.
KËSHILLTARE,~JA 11 . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KËSHILLTAR,~I $i_t$.
KËSHILLUES,~E *mb.* 1. Që jepet si këshillë, që shprehet si këshillë; që ka për qëllim të këshillojë dike. *Fjalë këshilluese. Me zë (me ton) këshillues.*
2. Që ka të drejtën të jape vetëm mendime, por nuk voton e nuk vendos. *Organ këshillues. Vote këshilluese.*
3. *përd. em.* Ai që jep këshilla, këshilltar.
KËSHILLUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është mirë të bëhet, që mund t'i këshillohet dikujt. *Veprim i këshillueshëm. Është (nuk është) e këshillueshme që...*

KËSHTJELLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* 1. Feudali që ishte zot i një kështjelle.
2. Komandanti i luftëtarëve që mbronin një kështjelle; luftëtari që mbronte një kështjelle.
KËSHTJELLË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *hist.* Vend i rrethuar me mure të larta e të trasha, i pajisur me sharapolle me bedena e me mjete të tjera për t'u mbrojtur për një kohë të gjatë nga sulmet e armiqve; vendbanimi i feudalëve, i fortifikuar dhe i mbrojtur mirë; banesë e fortifikuar feudale; kala. *Kështjelle e vjetër (mesjetare). Kështjella e Krujës (e Gjirokas-trës). Kështjelle me katër kulla. Muret (portat) e kështjellës. Ndërtoi kështjellën. U mbyll në kështjelle. U pushtua (ra) kështjella.*
*2. jig.* Vend i mbrojtur mirë, vend ku mund të jesh i sigurt; mbrojtës i flaktë e i pathyeshëm, pikëmbësh-tetje e sigurt; kala. *Kështjelle epamposhtur (e pathye-shme). Kështjelle e kuqe. Kështjelle e lirisë (e revo-lucionit, e socializmit). Malet janë kështjellat tona.*
3. *usht.* Mburoja e metaltë që ka përpara mitra-lozi i rëndë, kundërajrori etj.
4. *jig.* Diçka që fitohet me përpjekje, që merret me vështirësi; kala. *Kështjella e shkencës.*
*it* Kështjelle (kala) prej karte (prej letre) *keq.* pikë-mbështetje e dobët. Bën (ndërton, ngre) kështjella në erë (në ajër) *keq.* bën projekte e plane që nuk mund të yihen në jetë; krijon me mend gjëra që nuk mbësh-teten në realitetin, sheh ëndrra me sy hapur.
KËSHTU *ndajf.* 1. Në këtë mënyrë (për mënyrën se si kryhet veprimi); si mendohet a si dëshirohet, si pranohet në këtë cast. *Kështu thonë. Nuk ecet me kështu. Nuk është kështu. Përse jlet kështu? Kështu e ka zakon. Kështu qoftë!* dua me gjithë zemër të jetë a të bëhet në këtë mënyrë.
2. Në po këtë mënyrë, në po këtë gjendje, njësoj (përdoret si fjalë e bashkëlidhur në fjalinë kryesore edhe me lidhëza të tjera në krahasime). *Kështu e nten-doja, kështu doli. Kështu si është, kështu do të mbetet. Kështu si ti, edhe unë...*
3. Në këtë gjendje, siç është; kaq (për të shënuar shkallën e një cilësie, të një veprimi a të një gjendjeje, me kuptimin “kaq mirë, kaq bukur, kaq keq etj.”); pikërisht në këtë mënyrë, pikërisht kësisoj. *Kështu i shtrirë siç është... Po kështu* gjithashtu. *Po kështu edhe... Kështu papritur?! Në qoftë se është kështu... Të dua edhe kështu sije.*
4. Pa ndonjë qëllim të caktuar, pa një pikësynim të qartë, kot. *Kështu, kot.*
5. më të vërtetë, sigurisht, po; siç duhet të jetë, shumë mirë, në rregull; ashtu. *Kështu, shumë mirë! Kështu, të lumtë! Kështu, me rrofsh!*
6. Përdoret në fillim të fjalive pyetëse ose si për-gjigje për të shprehur habi a kundërshtim për atë që na kumtohet. *Kështu ë?*
7. JI *fj. ndërm. bised.* Përdoret në fillim të fjalive që përmbyllin një mendim, me kuptimin “pra, si përfundim, atëherë”. *Kështu pra. Kështu, u ngrit dhe iku. Kështu, ju do të vini. Kështu, u morëm vesh. Kështu, nuk ka përse të shqetësoheni.*
8. Përdoret në fillim të fjalive që zbërthejnë a plo-tësojnë një mendim të shprehur me pare, me kuptimin “për shembull”. *Kështu, kur ishte student, ai...*
•*k* Kështu që *Hdh.* pra; prandaj; për këtë arsye. Si kështu?! përdoret në fjalitë pyetëse a pasthirrmore për të përforcuar pyetjen ose habinë. Kështu e kështu përdoret për të mos përmendur edhe një here me radhë ato që kemi thënë ose kemi treguar me përpara. Kështu ose asbtu sido që të jetë, medoemos. Ku (për ku) kështu? ku po vete (po vemi) tani? Kështu e tutjc këtej e tutje, paskëtaj. E kështu me radhë përdoret në fund të një fjalie për të përmbledhur një sërë gjë-rash a veprimesh që gjenden ose bëhen radhazi. Kështu (ashtu) i do mushka drqtë *shih te* MUSHKË,~A. Kështu e ka zënë mullëzën *shih te* MULLËZ,~A.
KËSHTUTUTJE *ndajf.* Paskëtaj, kështu e tutje; në këtë mënyrë vijon edhe me tutje.
KËT. *palak. bised.* Me kët: me pakicë; me kursim të madh. *E kishin me kët qymyrin anclej. E përdor (e hedh) vajin me kët.*
KËTA i (KËTYRE, KËTA) dëft. 1. Tregon fry-morë a sende (të shënuar nga emra të gjinisë mash-kullore), që ndodhen me afër folësit se frymorët a sendet e tjera të atij lloji; zëvendëson një emër të gjinisë mashkullore (në numrin shumës), që përmen-det në kohën kur flasim ose është përmendur pak me pare; *kund.* ata. *Këta këtu. Ja këta. Këta shokë. Këta njerëz. Këta gurë.* □ — *Cilët folën? — Këta* □. □ — *Cilët kërkon? — Këta* D.
2. Përdoret me një emër të gjinisë mashkullore (në numrin shumës) për të treguar pjesën e kohës, që shënohet nga emri ose që përmendet a është përmendur pak me pare. *Këta muaj.*
3. Përdoret para një fjalie të varur, e cila përcak-ton frymorët a sendet që tregon përemri (të shënuar nga emra të gjinisë mashkullore në numrin shumës), ose para një fjalie kryefjalore, e cila përcakton frymorët a sendet, që zëvendëson përemri, pavarësisht nga gjinia, me kuptimin “kushdo, cilido”; përdoretpër të treguar ose për të zëvendësuar frymorët a sen-det që përmenden në kohën kur flasim ose që janë përmendur pak më parë me një cilësi a tipar të cak-tuar. *Një nga këta të rinjtë e uzinës. Këta të malit (të fushës). Këtyre që erdhën. Këtyre që ndiekin shko-llat.*
4. *libr.* Përdoret në vend të një emri të gjinisë mashkullore (në numrin shumës) për të mos u për-sëritur emri. *Punonjësit e qytetit dhe këta të fshatit.*
KËTA n *deft, bised., vjet.* Tregon një send (të shënuar nga një emër i gjinisë asnjanëse), që ndo-dhet me afër folësit se një send tjetër i njëjtë; *kund.* ata. *Këta ujë. Këta mish.*
KËTEJ. I. *ndajf.* 1. Në këtë anë, në anën ku ndo-dhemi, nga kjo anë; në këtë vend, nga ky vend; në këtë drejtim, kësaj ane; *kund.* andej. *Prej këtej. Me këtej. Shko këtej! Shih këtej! Iku që këtej.*
2. Në një vend afër, që tregohet në mënyrë pak a shumë të pacaktuar. *Këtej nga shtëpia. Këtej rrotull.*
3. Që nga kjo kohë. *Këtej e tutje (e prapa). Që këtej* duke filluar nga kjo kohë.
4. Si rrjedhim i kësaj; si pasojë e kësaj. *Këtej del se... Këtej buronin të gjitha të këqijat.*
II. *parafj.* Përdoret së bashku me një emër në rasën rrjedhore për të treguar vendin në anën afër folësit ku ndodhet ose për ku drejtohet dikush a diçka. *Këtej lumit. Këtej derës..*
• Andej e këtej (sa andej këtej) *shih tek* ANDEJ. Dhashë andej, dhaslië këtej (andej, këtej) *shih tek* ANDEJ. Këtej i hyri, këtej i doli *mospërf. shih te* HYJ. Këtej të pi verën, andej të shan derën *shih te* VERË, ~A ii.
KËTEJMË (i,e) *mb.* I këtejshëm.

• Së këtejmi që këtej; që nga kjo anë; prej këtij vendi.
KËTEJPARI *ndajf.* Këtej afër nesh, diku këtej afër nesh, këtej nga anët tona; *kund.* andejpari. *ra këtejpari.*
KËTEJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është këtej, që gjendet në këtë anë a në këtë vend; i kësaj ane; *kund.* i andejshëm. *Ana e këtejshme. Bregu i këtejshëm. Njeri i këtejshëm.*
*KË.j£.Kallëz. e përem. dëft.* KY, KJO. KËTIJ. *Dhdn.* dhe *rrjedh. e përem. dëft.* KY.
KËTILLË (i,e) dëft. 1. I ngjashëm nga vetitë, i të njëjtit lloj me një tjetër a me diçka tjetër që është pranë atij që flet; siç është ky ose kjo, sikurse ky ose kjo; *kund.* i atillë. *Punë e këtillë. Një ngjyrë e këtillë. Tri cope të këtilla. Disa të këtilla, disa të atilla.*
2. Përdoret për të shprehur një shkallë të lartë të cilësisë ose për të përforcuar vlerësimin pohues a mohues. *Në rrethana të këtilla. Burrë (trim) i këtillë. Rrallë gjen raste të këtilla.*
3. Përdoret në fjalinë kryesore për të shënuar një cilësi a gjendje ose një shkallë të lartë të një vetie, që përcaktohet e zbërthyer në fjalinë e varur. *Ka ngjarje të këtilla që nuk përsëriten me.*
I atillë e i këtillë *shih tek_* ATILLË (i,e). Diçka e këtillë pak a shumë kjo gjë, afërsisht kështu.
KËTO (KËTYRE, KËTO) dëft. 1. Tregon frymorë a sende (të shënuar nga emra të gjinisë femërore) që ndodhen me afër folësit se frymorët a sendet, e
tjera të atij Iloji; zëvendëson një emër të gjinisë femërore (në numrin shumës), që përmendet në çastin kur flasim ose që është përmendur pak me pare; *kund.* ato. *Këto këtu. Ja këto. Këto vajza. Këto dokra. Këto Me. Këtopërpjekje.* D *— Cilat tëpëlqejnë? — Këto.D*
2. Përdoret me një emër të gjinisë femërore në numrin shumës për të treguar pjesën e kohës, që shënohet nga emri ose që përmendet a është përmen-dur pak me pare. *Këto vite. Këto ditë. Këto caste.*
3. Përdoret para një fjalie të varur, e cila përcakton frymorët a sendet që tregon përemri (të shënuar nga emra të gjinisë femërore në numrin shumës), ose para një fjalie kryefjalore, e cila përcakton frymorët a sendet që zëvendëson përemri; përdoret për të treguar ose për të zëvendësuar frymorët a sendet që përmenden në kohën kur flasim ose që janë përmendur pak më parë me një cilësi a tipar të caktuar. *Një nga këto shoqet (punëtoret) e ndërmarrjes. Nëpër këto male kreshnike.*
4. *libr.* Përdoret në vend të një emri të gjinisë femërore (në numrin shumës), për të mos u përsëritur emri. *Si në vendet me klimë të ftohtë, edhe në këto me klimë të ngrohtë.*
5. Përdoret për të treguar në mënyrë të përgjithë-suar mendimet, çështjet ose rrethanat që përmenden në kohën kur flasim a pak më parë ose që plotësohen me pas. *Këto që dija i thashë.*
Në këto e sipër ndërkaq, në këtë kohë.
KËTU *ndajf.* 1. Në një vend të caktuar afër nesh, në vendin ku ndodhemi; në këtë vend; *kund.* aty; atje. *Ky këtu. Deri këtu. Që këtu deri aty (deri atje). Këtu midis jush. E ke këtu. Rri këtu!Lëre këtu! Eja këtu! Këtu me dhemb. Çfarë kërkon këtu?*
2. Në të njëjtin vend, në po këtë vend ku kryhet edhe një veprim tjetër (përdoret e përsëritur në krye të fjalive); *kund.* aty; atje. *Këtu hante, këtu flinte. Këtu e gjeta, këtu do ta lë.*
3. Përdoret në fjalinë kryesore, me kuptimin “në këtë vend”, kur fjalia e varur fillon me “ku”, “te”; *kund.* aty; atje. *Erdha këtu, ku janë të gjithë. Do të kthehemi përsëri këtu ku jemi. Shtrihu këtu, ku nuk ka erë!*
4. Nga kjo kohë, që nga ky cast. *Këtu e tutje (e prapa). Këtu e dy vjet të shkuara.*
5. Në të njëjtën kohë, po atëherë, here... here (përdoret e përsëritur në krye të fjalive). *Këtu qante, këtu qeshte.*
6. Përdoret bashkë me një emër me parafjalë a me një ndajfolje për të treguar në mënyrë më të për-caktuar vendin pranë nesh, ku është diçka ose ku kryhet një veprim; përdoret para një ndajfoljeje për të përforcuar kuptimin e saj. *Këtu në shtëpi. Këtu afër. Këtu brenda. Këtu rrotull.*
7. *fig.* Në këtë gjë. *Këtu me rri mendja. Këtu ju jap të drejtë. Dëgjo këtu!*
*k* Këtu drejt në këtë drejtim. Këtu të dual *shih te* DTJA. Këtu (aty) të kam! *shih te* KAM. Këtu ma solli (ma solli këtu) me inatosi shumë, ma solli në majë të hu-ndës. Diç (diçka) luan këtu (në këtë mes)! *shih te* LUAJ. Bam këtu, bam atje (bam këtej, bam andej) *shih te* BAM. Kokën këtu, këmbët atje *shih te* KËMBË,~A.
KËTUPARI *ndajf.* Rrotull nesh a afër vendit ku jemi, pranë nesh, diku këtu afër; *kund.* afypari. *Është këtupari.*KËTUSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është këtu, që ndodhet a që bëhet në këtë vend ku jemi ose në yendin për të cilin flitet, i këtij vendi; nga ky vend, që jeton a banon në këtë vend; *kund.* i atyshëm; i atjeshëm. *Njerëzit e këtushëm. Gjendja e këtushtne. Gaze tat e këtushme. Jeta e këtushme. Është i këtushëm.*
KËTYRE. 1. *Dhan.* dhe *rrjedh. e përem. dëft.* KËTA, KËTO.
2. *deft, bised.* Në këta ose në këto; këtu në... (në-për..., nga...); *kund.* atyre. *Këtyre maleve (fu-shave). Këtyre anëve (rrëzave).*
KIAMET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised. 1.* Fatkeqësi e madhe, shkatërrim a mjerim i madh, katastrofë; kërdi, mynxyrë. *U be kiameti.*
2. Shtrëngatë, furtunë; përmbytje; shi i madh. *Ditë kiameti. Në këtë kiamet.*
3. *fet.* Mbarimi i botës (sipas dogmave fetare). *Dita e kiametit.*
4. *përd. ndajf;* Shumë, krejt. *ngjan kiamet.*
*k për* kiamet a) shumë, me shumicë; b) aspak, në asnjë mënyrë. Bëri kiametin bëri zhurmë të madhe, u ankua më të madhe, bërtiti fort; bëri gjëmën. S'u be kiameti! s'ka gjë, nuk është ndonjë gjë e madhe, s'prishet ndonjë punë e madhe.. Pa kiametin me sy u llahtaris nga diçka e frikshme, nga një fatkeqësi e madhe etj.; u tremb shumë nga një rrezik a e keqe e madhe që iu kanos; vuajti shumë nga diçka.
KIBERNETlKË,~A . Shkenca që studion ligjet ose veçoritë e përgjithshme të drejtimit në orga-nizmat e gjallë e të makinave si edhe metodat e mun-dësitë teknike për të lehtësuar punën e njeriut, duke zëvendësuar disa nga veprimet e tij mendore e prak-tike me anë të aparateve e të pajisjeve të ndërlikuara automatike. *Shekulli i kibernetikës. Zhvillirrti i kiber-netikës.*
KIC *kal.,* ~A, ~UR. 1. Kafshoj lehtë diçka me tfhëmbë, ia ngul lehtas dhëmbët. 2. *fëm.* Kafshoj me dhëmbë. *Kice pak!*
KICA,~T *m. vet. sh. fëm.* Dhëmbët e parë që i dalin fëmijës, dhëmbët e qumështit. *dolën kicat.*

KICIRlBË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog kën-gëtar, me trup të vogël, me pendë të murrme në kurriz dhe të bardha në bark, me një kaçirubë mbi kokë c me sqep të kthyer, që rron zakonisht nëpër ligatina.
KIÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Pjesa e prapme e një anijeje ose e barkës. *Kiçi i anijes (i barkës). Qëndroi në kiç.*
KIÇE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Enë e vogël për të mbajtur vaj, raki etj.; vorbë e vogël. *Një kiçe vaj.* 2. Majë e vogël mali, kep mali.
KIJ *kal.,* KIVA, KIRË. I pres hardhisë degët e thara, krasit, tëharr hardhinë. *Kijnë hardhitë.*
KIJAT *jokal.,* ~I, ~UR. Angullin, kuit (për qe-nin). *Qeni (zagari) po kijat.*
KlKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Maja c mprehtë e një mali; maja e gjilpërës ose e një sendi tjetër; maja më e sipërme, maja më e lartë e diçkaje; kulm. *Kika e malit. Kika e gjilpërës. Mbaron me kikë.*
2. Jelja a krifa e kalit. *E kapi kalin për kike.*
3. Kalliri i grunt, i thekrës etj.; lulja a xhufka e misrit.
KIKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Kikë.
KIKËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Delli i bardhë dhe i forte që lidh muskujt me eshtrat, gilcë.
2. Pjesa më e ngushtë e grykës së gjymit ose të shtambës, qafa e gjymit ose e shtambës.
3. Fikthi i burrave.
• Iu holluan kikëzat *dikujt* a) s'ka me fuqi, iu pre fuqia; b) nuk është me në gjendje të men-dojë e të gjykojë mirë; c) nuk ka me atë autoritet e nderim që kishte, i ra vlera a rëndësia.
KIKIRIK,~U *m. sh.,* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare, me kërcell shumë të degëzuar dhe me gjethe të përbëra nga katër fletëza vezake, me lule të verdha, që bën në tokë disa bishtaja me dy-tri kokrra brenda; kokrrat e thara të kësaj bime, të cilat përmbajnë vaj dhe hahen të pjekura. *Kikirik i pjekur. Vaj kikiriku. Kaush me kikirik. Çokollatë me kikirik. Shiste kikirik.*
KILE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Kilogram. *Një (dy, katër) kile mollë. Dy lekë kilja.*
•*k* Ka me kile ka shumë, ka me okë, ka sa të duash. Nuk e ha kilen për okë edhe *poh.shih tek* OKË,~A.
KILE,~JA ii . *sh.* ~E, ~ET. 1. Gëzhojë fisheku. 2. *shih* KILZË,~A.
KlLËSH,—E *mb.* Që nxë një kilogram; që peshon një kilogram, njëkilësh. *Shishe kilëshe. Pako (qese) kilëshe.*
KILIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Kilit ose ai që e ka prejardhjen nga Kili.
KILIAN,~E *mb.* Që lidhet me Kilin ose me ki-lianët, që është karakteristik për Kilin ose për kilianët, i Kilit ose i kilianëve; që është krijuar nga kilianët. *Populli kilian. Këngë kiliane.*
KILIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* Kilikos.
KILIKOHEM *bised.* 1. *vetv.* Kilikosem. 2. *Pës. e* KILIKO J.
KILIKOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Gudulis. *Mos e kilikos! Flladi ia kilikoste fytyrën. Era e mishit ia ki-likosi hundën,*
KILIKOSEM *vetv. bised. 1.* Gudulisem. *Kilikoset shumë (shpejt).* 2. *Pës. e* KILIKOS.
KILIKOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Gudu-lisje.
KILO- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, që ka kuptimin "një mijë; një mijë herë" (p.sh. kilo-kalori, kiloton, kilovolt etj.).
KILOGRAM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njësia e matjes së peshës, e barabartë me një mijë gramë *(shkurt.* kg). *Pesë kilogramë oriz. Sa ktiogramë peshon? për çdo kilogram.*
KILOLITËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Masë nxënësie e barabartë me një mijë litra *(shkurt.* klj.
KILOMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Masë gjatësie e barabartë me një mijë metra *(shkurt.* km). *Dhjetë kilometra. Me pesëdhjetë kilometra në ore. Bënë dyzet kilometra rrugë. Kilometer katror* masëe matjes së sipërfaqes, e barabartë me një milion metra katrorë.
• E bën hapin kilometer eccn me hap të shpejtë, shkon shumë shpejt përpara; përparon me hapa vi-gane.
KILOMETRAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Numri i kilometrave që bën brenda një ore ose që ka bërë gjithsej një automjet dhe që shënohen nga një aparat i posaçëm; shpejtësia (e shprehur në kilometra), më të cilën duhet të ecë një automjet sipas rregullores. *Aparati i kilometrazhit. Shigjeta (gjilpëra) e kilome-trazhit. E kaloi (e kapërceu) kilometrazhin.*
*2.* Shtrirja a largësia e shprehur në kilometra. *Gur kilometrazhi* gur i vendosur anës rrugëve automo-bilistike, ku shënohet sasia e kilometrave nga qendra (kryeqyteti a qyteti) deri në atë pike. *Mat kilometrazhin.*
KILOTA,~T . *vet. sh.* 1. Pantallona të gjata, të cilat nga gjuri e poshtë ngushtohen e puthiten pas këmbës. *Kilota të shajakta. Kilota doku.*
*2.* Pantallona të shkurtra, që veshin zakonisht fëmijët. *I grisi kilotat.*
3. Të mbathura sportive të shkurtra.
KILOVAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *elektr.* Njësi e matjes së fuqisë së rrymës elektrike, e barabartë me një mijë vat *(shkurt.* kw).
KILOVAT-ORË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *elektr.* Njësi e matjes së punës e të energjisë, e barabartë me punën që kryen një motor ose me nxehtësinë që jep një ngrohës elektrik me fuqi prej një kilovati gjatë një ore *(shkurt.* kwh). *Harxhoi njëqind kilovatorë.*
KILUS,~I *m.* Lëng si qumësht, i cili formohet në zorrë nga ushqimet që treten dhe përmban të gjitha lëndët që thithen nga organizmi.
KILZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pullë prej stofi, që i qepet dyshekut në të dy anët për të mos u mbledhur leshi a pambuku në një vend.
KILZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I qep kilzat dyshekut, i vë kilzat. *Kilzoj dyshekun.*
KILLË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* I. Masë drithi e barabartë me dy shinikë (me 50-60 kilogramë). *Pesë killë drithë (miser, grurë).*
*2.* Masë toke e barabartë me 3000 metra katrorë.
Kalli e killë kalli i mbushur mirë, kalli me kokrra të mëdha e të plota; prodhim drithi shumë i mbarë.
KIMET,~I *m. bised.* Vlerë, dobi. *Punë me kimet. la di kimetin.*
• E kam (e mbaj) me kimet *dike a d i ç k a* e mbaj mirë, e ruaj dhe kujdesem shumë për të, e kam të shtrenjtë (sepse e kam të vetëm ose sepse nuk kam shumë të tillë).
KIMË,~A . *gjell.* Gjellë e përgatitur me mish të grirë, me qepë të skuqura në yndyrë, me salcë e piper; mish i grirë imët, që duhet për të përgatitur këtë gjellë. *Kimë me vezë* gjellë e përgatitur në këtë mënyrë, së cilës i hidhet mbi të një vezë dhe piqet në tigan ose në tavë.
KIMI,~A . 1. Shkenca që studion përbërjen e ndërtimin e lëndëve, vetitë e tyre dhe shndërrimin e tyre në një lëndë

tjetër. *Kimia organike (inorganike). Kimia e përgjithshme. Kimia bërthamore. Kimia ana-lit ike. Metodat e kimisë.*
2. Përbërja cilësore, kimike e një lënde. *Kimia e naftës.*
3. Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Mësuesi i kimisë. Doli kimia e re. Mori dhjetë në kimi.*
KIMIK,~E *mb.* 1. Që lidhet me përbërjen e me ndërtimin e lëndëve, me vetitë e tyre dhe me shndërrimin e tyre në një lëndë tjetër; që ka të bëjë me kiminë. *Element kimik. Ndryshirrte (shndërrime) kimike. Reaksion kimik. Analizë kimike. Formulë kimike* paraqitja e përbërjes së molekulave të një lënde të thjeshtë ose të përbërë me anë të simboleve.
2. Që shërben për të analizuar përbërjen ose ndërtimin e lëndëve, për të bërë eksperimente etj. *Laboratori kimik.*
3. Që del me metodat e kimiss, që lidhet me për-gatitjen e lëndëve të ndryshme me këto metoda. *Prodhime kimike. Pleh kimik. Përpunimi kimik. Pas-trimi kimik. Industria kimike.*
4. Që lidhet me përdorimin e prodhimeve indus-triale me metodat e kimisë për qëllime ushtarake. *Armë (predhë, bombë) kimike. Luftë kimike.*
KIMIKISHT *ndajf.* Nga pikëpamja a nga përbërja kimike, nga ana kimike; sipas metodave ose ligjeve të kimisë,-me mënyrat e me metodat e kimisë. *Ki-mikisht i paster. Prodhohet kimikisht.*
KIMIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Specialist me arsim të lartë në fushën e kimisë. *Kimistët e rinj.*
*2.* Punëtor në një fabrikë a në një uzinë të prodhimeve kimike.
KIMISTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KIMIST~I.
KIMIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve KIMIZOJ, KIMIZOHET. *Kimizimi i bujqësisë. Kimizimi i prodhimit (i naftës, i gazit natyror).*
KIMIZOHET. *Pës. e* KIMIZOJ.
KIMIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Fut realizi-met e arritura në fushën e kimisë, si edhe metodat kimike të përpunimit të lëndëve, në një degë të ekono-misë; bëj përpunimin kimik të diçkaje. *Kimizoj buj-qësinë. Kimizoj token (naftën).*
2. Zhvilloj në një shkallë të lartë industrinë kimike në një vend a në një krahinë.
KIND,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Secila nga palët e fustanit ose të fustanellës. *Kindat e fustanit. Fustan me kinda.*
*2.* Cope stofi ose pëlhure me tre cepa, që përdoret si arnë për pantallona; arnë.
3. Cope e vogël toke.
4. Skaj, qoshe; cepi i një veshjeje. *Kindi i shtëpisë.*
KINDAGJERË *mb.* Që ka kinda të gjerë. *Fustan kindagjerë.*
KINEMA,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Ndërtesë a vend i posaçëm, ku është vendosur aparati kine-matografik dhe shfaqen filma. *Kinema verore (di-mërore). Kinema lëvizëse* pajisje për shfaqje filmash kinematografikë, të vendosura në një automjet për të lëvizur lehtë nga një vend në tjetrin; autokinema. *Kinema "Republika" ("Partizani"). Shkoj në kinema,*
2. *bised.* Kinematografi. *Film kinemaje. Ylli i kinemasë.*K(NEMATIKË, ~ A , Degë e mekanikës teo-i"ike që studion lëvizjen e trupave, pavarësisht nga forcat ose shkaqet që veprojnë për lëvizjen e tyre.
KINEMATOGRAFI,~A . Arti i marrjes në film Ië pamjeve a të figurave të ndryshme dhe i riprodhimit të tyre në ekran me anën e një aparati të posaçëm; prodhimi i filmave. *Kinematografia shqiptare. Arti i kinematografisë. Punonjës (artist) i kinematografisë. Zhvillinti i kinematografisë.*
KINEMATOGRAFIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me kinematografinë, që i përket kinematografisë, i kinematografisë. *Aparat kinematografik. Arti kinematografik. Film kinematografik. Shfaqje kinematografike.*
KINETIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me kinetikën, që lidhet me kinetikën. *Teoria kinetike.*
2. Që ka të bëjë me lëvizjen, që lidhet me lëvizjen. *Energjia kinetike* energjia që prodhohet nga lëvizja e një trupi, energjia e lëvizjes.
KINETIKË,~A . Degë e mekanikës teorike, që përfshin dinamikën dhe statikën.
KINEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Kinës ose ai që e ka prejardhjen nga Kina.
KINEZ,~E *mb.* Që lidhet me Kinën ose me kinezët, që është karakteristik për Kinën ose për kinezët, i Kinës ose i kinezëve; që është krijuar nga kinezët. *Populli kinez. Gjuha (piktura, kultura) kineze. Arti kinez. Muzikë (këngë, valle) kineze. Gjellë kineze.*
KINEZISHT *ndajf.* Në gjuhën kineze. KINEZISHTE,~JA . Gjuha kineze.
KINË,~A *bot.* Bimë shumëvjeçare e vendeve të nxehta, me lule si vile, me lëkurë të hidhur, nga e çila nxirret pluhuri i kininës.
KININË,~A . *sh.* ~A, ~AT *farm.* Pluhur i hidhur me ngjyrë të bardhë, që nxirret nga lëvorja e drurit të kinës dhe përdoret në mjekësi sidomos kundër sëmundjes së malar jes; hape a kokërr nga ky pluhur. *Pi kinina. I hidhur si kininë.*
KINKALERI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Dyqan ku shi-ten sende të vogla të përdorimit të përditshëm vetjak a sende të vogla zbukurimi prej metali, prej qelqi, prej briri, prej lënde plastike etj. ose çikërrima të tjera. *U hap një kinkaleri e re.*
2. *kryes. sh.* ~RA, ~RAT. Sende që shiten në një dyqan të tillë. *Gjithëfarë kinkalerish.*
KINO- *fjalëform.* Pjesa e parë e fjalëve të përbëra, që u përgjigjet kuptimeve të fjalëve "kinematografi, kinematografik" (p.sh. kinoarkivë, kinodramaturgji, kinofcstival etj.).
[1] KINODITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Film me me-trazh të shkurtër, që paraqet pamje e ngjarje nga jeta dhe nga veprimtaria e përditshme e punonjësve.
KINODOKUMENTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Film kinematografik që paraqet pamje e ngjarje të vër-teta, film dokumentar.
; KINOKLUB,~I TO. *sh.* ~E, ~ET. Klub i pajisur edhe me një sallë për shfaqje filmash. *Kinoklubi i kooperativës (i minierës).*
KINOKOMEDI,~A *sh.* ~, ~TË. Gjini e artit
kinematografik, që vë komeditë në film; film i kësaj gjinie, komedi e paraqitur në film. *Kinokomedi shqiptare. U shfaq një kinokomedi.*
KINOKRONIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gjini e artit kinematografik, që paraqet në film ngjarje nga jeta dhe nga veprimtaria e punonjësve; film që i përket kësaj gjinie.

KINOOPERATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Operator i një filmi kinematografik.
KINOSTUDIO,~JA . *sh.* ~, ~T. Institucion kulturor-artistik, ku punojnë skenaristë, regjisorë, aktorë, operatorë etj. për prodhimin e filmave kine-matografikë; ndërmarrje ku prodhohen filma kinematografike. *Prodhim i kinostudios "Shqipëria e Re". Punon në ktnostudio.*
KINOTEATËR,~RI *m. sh.* ~RO, ~ROT. Ndër-tesë që shërben njëkohësisht si kinema dhe si teatër. *Kinoteatër i ri. Salla (skena) e kinoteatrit.*
KINSE. I. *pj.* Gjoja. *Kinse rastësisht.*
II. *lidh.* Sikur, gjoja sikur. *Bën kinse fle. Bën kinse nuk di gjë.*
KIPC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Dytëshor.
KIRURG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjek i speciali-zuar për kirurgji. *Thika e kirurgut.*
KIRURGE,~IA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KIRURG,
~U.
KIRURGJl,~A *mjek.* Degë e mjekësisë që studion metodat për shërimin e disa sëmundjeve me ane të operimit; mjekimi i këtyre sëmundjeve me anë të operimit. *Kirurgjia e përgjithshme. Kirurgjia plastike. Kirurgjia e kockave (e zemrës, e dhëmbëve). Klinika e kirurgjisë.*
KIRURGJIK,~E *mb.* 1. *mjek. Qc* ka të bëjë me kirurgjine, që i përket kirurgjisë, i kirurgjisë; që përdoret për operacione; me anë të operacionit. *Ana-tomia kirurgjike. Sëmundje kirurgjike. Pavjoni (repartl) kirurgjik. Ndërhyrje kirurgjike. Thikë kirurgjike.*
2. *fig. libr.* I shpejtë e i menjëhershëm, që jep për-fundim të shpejtë; i prerë; rrënjësor. *Me masa (me mënyra) kirurgjike.*
KISH *lidh.* Sikur (përdoret në fjalitë e varura kush-tpre, përpara një foljeje në mënyrën lidhore, që shpreh dëshirë). *Kish të ishte ai vetë. Kish ta dija.*
KISHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ndez kan-dilat, u bie kambanave ose bën punë të ndryshme në kishë, shërbëtor i kishës (në vendet ku vepron kisha).
KISHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Organizatë fetare e klerit të krishterë, e cila drejton jetën fetare të be-simtarëve që përfshin ajo sipas disa dogmave e ri-teve të eaktuara, bashkësi fetare; pushteti fetar i klerit (në vendet ku vepron feja e krishterë). *Kisha ortodokse (katolike, anglikane). Pushteti i kishës. Pronat e kishës. E dhjeta e kishës. Ndarja e kishës nga shteti. Lufta kundër kishës,*
2. Ndërtesa ku zhvillohen shërbesat fetare, faltorja e të krishterëve (në vendet ku vepron feja e krishterë). *Kishë e vjetër. Kambanorja e kishës. Mbyllja e kishave.*
•*k* Gjeti kisbë (xhami) ku të fetet *iron,* kërkon mbroj-tje atje ku s'duhet, shkoi të zgjidhë një çështje atje ku nuk ia zgjidhin.KISHK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Kërriç gomari. 2. I vogli i buallicës, kotorr.
KlSHKË,~A *sh.* ~A, ~AT *krahin. Fem. e* KISHK,~U.
KISHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Klerik (prift, peshkop etj.); pasues i doktrinës kishtare (në vendet ku vepron feja e krishterë). *Kishtar katolik.*
2. Ai që shërben në kishë, kishar (në vendet ku vepron kisha e krishterë).
KISHTAR,~E *mb.* Që ka të bëjë me kishën ose me klerin e krishterë, që i përket kishës; që bëhet a që zhvillohet në kishë. *Hierarki kishtare. Letërsia kishtare. Dokumente kishtare. Piktura kishtare. Mu-zikë (këngë) kishtare. Terrori kishtar. Ceremoni kishtare.*
KITARË,~A *sh.* ~A, ~AT. Vegël muzikore si violinë e gjerë me gjashtë te!a, së cilës i bihet duke i kapur paksa telat me mollëzat e gishtërinjve. *Kitarë elektrike. Tel kitare. I bie kitarës. Shoqëroj me kitarë. Dëgjohej një kitarë.*
KITARlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie kitarës, muzikant që di t'i bjerë mirë kitarës.
KITË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Hell akulli, ehull.
2. Kalli gruri.
KITH,~I *m.* Mjegull e hollë që vesh majat e ma-leve në verë ose që bie në vende të ulëta kur ndërron moti; cikth. *Vishet (mbulohet) me kith. Ka rënë kith.*
KITHËT (i,e) *mb.* 1. Që shmanget nga drejtimi pingul, i pjerrët (për një vijë, një rrafsh etj.). *Vijë (drejtëz) e kithët. Rrafsh i kithët.*
*2.* Që shkon tërthorazi, i tërthortë; që ka rënë kithi, që gjendet kithi. *Rrugë e kithët.*
KITHI *ndajf.* 1. Tërthorazi, shkarthi. *bie (për së) kithi. Pres kithi.*
*2.* Në anë, për anash, brinjazi. *shkoi kithi. V shtri kithi.*
KIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Thikë e madhe me majë të kthyer si drapri dhe me bisht prej druri, që përdoret për të tëharrur hardhitë, për të krasitur pe-mët, për të prerë ferra, për të grirë etj. *E presin (e tëharrin, e krasitin, e grijnë) me kizë.*
*k* I bëri këmbët kizë (baras, çift) *mospërf.* vdiq.
KJO (KËSAJ; KËTË) dëft. 1. Tregon një frymor a një send (të shënuar nga një emër i gjinisë feme-rore), që ndodhet me afër folësit se një frymor a një send tjetër i njëjtë; zëvendëson një emër të gjinisë femërore (në numrin njëjës), që përmendet në çastin kur flasim ose që është përmendur pak me pare; *kund.* ajo. *Kjo këtu. Kjo vajzë. Kjo punë. Në këtë më-nyrë (trajtë). Nga kjo pikëpamje.*
*2.* Tregon njërin prej dy frymorëve ose sendeve (të shënuar nga emra të gjinisë femërore), që kraha-sohen, përqasen a kundërvihen; *kund.* ajo. *Në këtë ose në atëformë. Nga kjo ose nga ajo anë. As kjo as ajo. As këtë here, as atë here. Kjo po, ajo jo. Kjo e qorton, ajo qesh. Një here shkon kjo, një here ajo.*
3. Përdoret me një emër për të përcaktuar me mirë kohën që shënohet nga emri ose që përmendet në
çastin kur flasim; *kund.* ajo. *Këtë muaj. Këtë here. Këtë vjeshtë. Në këtë cast (minute).*
4. Përdorct për të treguar në mënyrë të përgjithë-suar një mendim, një gjendje a rrethanë që përmendet në çastin kur flasim; përdoret për të treguar ose për të zëvendësuar një frymor, një send etj., me një ci-lësi a tipar të caktuar, që është përmendur pak më parë ose për të cilin po flitet. *Këtë të them. Këtë di unë. Ç'është kjo me ty? Kjo vjen nga që... Punë është kjo! Vajzë e mirë është kjo! Përveç kësaj* krahas kësaj, gjithashtu, përveç asaj.
5. *libr.* Përdoret në vend të një emri të gjinisë femërore në numrin njëjës për të mos u përsëritur emri.
*6. zyrt.* Përdoret përpara emrit të një organi ose të institucionit që dërgon një shkresë, një urdhër etj. *Kjo Ministri. Kjo drejtori.*
• Kjo është ç'është *shih te* JAM.
KJOMË,~A Lëngu i ëmbël që lëshon kum-bulla a qershia.

KLAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Grup shoqëror i përbërë nga njerëz të një gjaku, që organizonte pu-nën dhe jetën në mënyrë të veçuar nga të tjerët (në bashkësinë primitive).

2. Grup njerëzish të një gjaku; fis.

3. *keq.* Grup njerëzish të lidhur nga interesa vet-jake të njëjta. *Klani revizionist.*

KLARINETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël muzikore fry more, e pajisur me një gjuhëz dhe me një fyell me tetëmbëdhjetë vrima e me disa çelësa, që mbaron në trajtën e një borie. *bie klarinetës. Shoqëroj me klarinetë. Dëgjohej klarineta.*

KLASË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grup i madh njerëzish që dallohen nga vendi që zënë në një sistem historikisht të caktuar të prodhimit shoqëror, nga marrëdhëniet që kanë me mjetet e prodhimit (ma-. rrëdhënie, të cilave në më të shumtën e rasteve u je-pet forme dhe fuqi ligjore), nga roli i tyre në orga-nizimin shoqëror të punës, nga mënyra se si e marrin pjesën e pasurisë shoqërore që zotërojnë dhe nga sa-sia e pjesës që marrin. *Klasë shoqërore. Klasa pu-nëtoi-e (fshatare). Klasë revolucionare. Klasë hegje-mone. Klasë e shtypur (e shfrytëzuar). Klasë s undue se (shfrytëzuese). Klasa antagoniste (joantagoniste). Klasa e proletariatit. Klasa e kapitalistëve (e borgjezëve). Lufta e klasave. Njeri i klasës. Ideologjia e klasës. Interesat e klasës. Ndërgjegjja e klasës. Armiku i klasës. Në gjirin e klasës. Ndarja e shoqërisë në klasa. Aleanca e klasës punëtore me fshatarësinë punonjëse.*

*2.* Viti mësimor që ndjek një nxënës në shkollën tetëvjeçare e të mesme sipas një programi të caktuar; dhoma ku bëjnë mësim nxënësit e një viti; *përmb. bised.* tërësia e nxënësve që ndjekin mësimet së bashku në një vit mësimor. *Klasa e parë (e dytë, e tetë). Klasa paralele (kolektive). Klasat e ulëta (e larta). Shok klase. Kujdestari i klasës. Regjistri i klasës. Mbledhja e klasës. Lexim jashtë klase. Puna në klasë. Kreu klasën e tretë (e pestë, e gjashtë). Doli i pari i klasës. Përsërit klasën. Mbeti në klasë. E kaloi klasën. Hyri (u hodh) në klasën e katërt.*

3. *biol.* Njësia e madhe e botës bimore e shta-zore, e cila përfshin ?endet që i kanë të afërta tiparet kryesore. *Klasa e gjitarëve.*

4. *spec.* Nëndarje e sendeve në grupe të mëdhasipas tipareve të përbashkëta. *Klasa e foljeve. Klasa ë njësheve (e dhjetësheve).*

5. Grupim i vagonave të trenit, i dhomave në një anije udhëtarësh, në një hotel etj., i hoteleve, i res-toranteve etj. sipas llojit të pajisjeve që ato kanë, çilësisë së shërbimit etj. *Vagon i klasës së parë (së dytë, së tretë). Hotel (restorant) i klasës së pare.*

*6.* Shkallëzim për të matur cilësinë e diçkaje a për të vlerësuar diçka; shkalla e përgatitjes a e shfaq-jes së një veprimtarie, nivel i lartë. *Lojtar i klasës së pare. Prodhim i klasës së pare.*

KLASlClZËM,~MI *m. let., art.* Drejtim letrar e artistik në shekujt XVII-XVIII, që merrte si model veprat e letërsisë e të artit antik dhe mbështetej në një sistem të rreptë normash e rregullash estetike. *Klasicizmi frëng. Normal e ngurta të klasidzmit.*

KLASIFIKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KLASIFIKOJ, KLASI-FIKOHEM. *Klasifikimi i bimëve. Bëj klasifikimin.*

*2.* Sistem i ndarjes së sendeve ose të frymorëve në klasa a në kategori sipas vlerës, çilësisë, veçorjve je vetive të përbashkëta a të afërta që kanë; renditje. *Klasifikimi i përgjithshëm. Klasifikimi sportiv. Klasifikimi botanik. Klasifikimi individual (ekipor). Kër-kesat e klasifikimit. Tabela (pasqyra) e klasifikimit.*

KLASIFIKOHEM *vetv.* 1. Zë një vend sipas ra-dhës, renditem në vendin që me përket; dal. *Klasifi-kohem i pari.*

*2. Pës. e* KLASIFIKOJ.

KLASIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Ndaj në klasa a në kategori sende ose frymorë sipas vlerës, çilësisë, veçorive e vetive të përbashkëta a të afërta që kanë; bëj klasifikimin e diçkaje. *Klasifikon kafshët (bimët). Klasifikoj foljet në zgjedhime. Klasifikoj mall-rat.*

KLASIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Krijues i një doktrine a shkence, autor i veprave shkencore, letrare ose artistike, që kanë përmbajtje të thellë ideore dhe një forme të përsosur, që janë thesare të kulturës kombëtare ose botërore dhe përbëjnë modele në fu-shën përkatëse. *Klasikët e marksizëm-leninizmit. Klasik i letërsisë sonë.*

*2. let.* Pasues i klasicizmit.

3. *let.* Shkrimtar i letërsisë së vjetër greke a romake.

KLASIK,~E *mb.* 1. Që është krijuar prej një kla-siku ose prej klasikëve; që është bërë model e ka krijuar traditë; i përsosur, me i miri në llojin e vet; tipik, karakteristik. *Përkufizimi klasik i leninizmit. Vepër klasike. Heroizëm klasik. Shembull klasik.*

*2.* Që është krijuar në periudhën e një zhvillimi të lartë në të kaluarën e që lidhet me këtë periudhë; që rnbështetet në veprat e letërsisë a të artit antik, që lidhet me botën ose me kulturën e vjetër greke a romake. *Letërsia klasike. Elemente klasike. Vepër (tragjedi) klasike. Metodë klasike. Gjuhët klasike. Lice (gjimnaz) klasik* shkollë e mesme, në programet e së cilës vendin kryesor e zinte mësimi i greqishtes së vjetër e i latinishtes, si edhe i letërsisë së vjetër greke e romake. *Muzikë klasike. Balet klasik. Shkrim-, tare (autorë) klasike.*

KLASOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me klasën si grup shoqëror; që është në interes të një klase të caktuar, që i përket klasës, i klasës; që bëhet ndërmjet klasave;
që bëhet nga pozitat e klasës, që është në dobi të klasës. *Frymë (ndërgjegje) klasore. Edukim (qëndrim) klasor. Tendenciozitet (karakter) klasor. Struktura (përbërja) klasore. Dallim klasor. Analizë klasore. Kontradiktë klasore. E sheh me syrin klasor.*

KLAUZOLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *drejt.* Secila prej pikave të veçanta të parashikuara në një traktat, në një marrëveshje, në një kontratë etj.; dispozitë e veçantë që u shtohet neneve të një traktati, të një marrëveshjeje etj. *Klauzolë kufizuese. Klauzolat e traktatit (e marrëveshjes). Shtoi një klauzolë.*

KLEÇKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e vogël dhe e hollë druri; pjesë dege e hollë dhe e shkurtër; gëzhdallë. *Kleçkë dhëmbësh* fije druri për të pastruar dhëmbët. *Kleçka këpucësh* thumba prej druri për të mbërthyer shuajt e këpucëve. *Me këmbë si kleçka* me këmbë shumë të holla.

2. Kunj i vogël druri, cope shkopi që futet në vrimën e diçkaje për ta mbajtur të shtrënguar a të mbërthyer. *Kleçka e kularit (e boshtit, e sharrës).*

3. *fig.* Çështje, e metë a diçka tjetër që mbahet fshe-hur; arsyetim i rremë, argument i kërkuar që nuk të bind; pengesë, ngatërresë. *E ka një kleçkë. la di kleç-kat. Ku*

*qëndron kleçka? 1 doli një kleçkë. I nxori (i gjeti) një kleçkë.*

KLEKË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lloj pishe e vogël, që rritet si shkurre, me degë të shtrira përtokë dhe me lëkurë të përhime në të zezë.

KLER,~I *m. përmb.* Të gjithë ata që kryejnë shër-bime fetare e që kanë detyra të ndryshme fetare (në vendet ku vepron feja). *Kleri katolik (ortodoks, mysliman). Kleri i lartë. Veprimtaria reaksionare e klerit.*

KLERlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që kryen shër-bime fetare të një kulti (prift, hoxhë etj.); pjesëtar i klerit (në vendet ku vepron feja).

KLERIKAL,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me klerin, që i përket klerit, i klerit. *Qarqet klerikale. Reaksioni klerikal.*
*2.* Që ka të bëjë me klerikalizmin, që mbështetet në klerikalizëm, që i shërben klerikalizmit. *Ide (ideo-logji) klerikale. Koncept (botëkuptim) klerikal. Rrymë klerikale. Parti klerikale. Letërsi klerikale.*

KLERIKALlZËM,~MI m. Rrymë politike reaksionare në vendet kapitaliste e revizioniste, që ka për qëllim të vendosë sundimin e klerit e të kishës në jetën politike, shoqërore e kulturore të vendit. *Ideologjia e klerikalizmit. Lufta kundër klerikalizmit.*

KLIENT,~I *m. sh,* ~Ë~ËT. Ai që blen diçka në një dyqan, blerës; ai që blen gjithnjë në të njëjtin dyqan a në të njëjtën ndërmarrje, myshteri. *Klient i rregullt.*

KLlKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *keq.* Grup i vogël njerëzish që bashkohen nga ambicie, interesa e që-llime të këqija e që zhvillojnë një veprimtari të dëm-shme. *Klikë tradhtarësh (renegatësh). Klikë ushtarake. Klikë revizioniste.*

KLIMATERIK,~E *mb.* Që ka klimë të mirë për shëndetin, që shquhet për klimë të mirë. *Vend (qytet) klimaterik. Qendër ktimaterike* vend me klimë të shëndetshme, ku kalohen pushimet ose ku shkojnë njerëzit për të rifituar fuqitë pas ndonjë sëmundjeje.KLIMATIK,~E *mb.* I. Që fca të bëjë me klimën, që lidhet me klimën. *Kushtet klimatike. Zone kli-matike. Hartë klimatike. Ndryshime klimatike. Vësh-tirësi klimatike.*
2. Klimaterik.

KLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tërësia e kush-teve meteorologjike dhe e dukurive atmosferike (tern-peratura, erërat, reshjet etj.) të një vendi, krahine a zone të cakiuar, që varen nga kushtet gjeografike, nga bimësia etj.; gjendja e motit të një vendi, e per-caktuar nga vrojtimet shumëvjeçare. *Klimë detare (malore). Klimë mesdhetare (kontinentale, tropikale). Klimë e ftohtë (e nxehtë). Klimë e butë (e thatë). U zbut (ndryshoi) klima. I përshtatet klimës.*
2. *fig.* Kushtet në të cilat jetojmë ose zhvillohet një vepritntari; rrethanat që ndikojnë mbi diçka; ajo që na rrethon, mjedisi; atmosferë. *Klima ndër-kombëtare. Klimë e persht at shine për revolucionin.*

KLINIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me gjendjen a me shfaqjet e sëmundjes të një të sëmuri; që vëzhgohet e mjekohet nën kujdesin e mjekut; që ka të bëjë me klinikën, që lidhet me mjekimin në klinikë. *Shenja klinike. Analiza klinike. Të dhëna klinike. Kartelë klinike. Vdekje klinike* koha para vdekjes biologjike, kur ulet shumë trysnia e gjakut, dobësohen rrahjet e zemrës, por shpresohet ende që i sëmuri të kthehet në jetë. *Kërkime klinike. Spital (laborator) klinik. Nga ana klinike.*

KLINIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Institucion i veçantë ku vizitohen e mjekohen të sëmurët dhe ku zhvillohet edhe punë shkencore e mësimore në fushën e mjekësisë. *Klinika e dhëmbëve. Klinikë Veterinare. Klinika numër 2.*

KLIRING,~U *m. fin.* Sistem i shlyerjes së llogarive me anë të mallrave, të cilat ia japin njëri-tjetrit dy shtete në tregtinë e jashtme në bazë të një marrëvesh-jeje. *Tregti me kliring. Jepte (blinte) me Miring.*

KLISHE,~JA. *sh.* ~, ~TË *shtypshkr.* 1. Pllakë prej metali, druri etj. ku është gdhendur në reliev një figure a një fotografi për t'u riprodhuar në një botim; figura e riprodhuar në shtyp me këtë mënyrë. *Klishe e qartë.*
*2. fig. keq.* Ide, mendim ose shprehje, që është përdorur shpesh dhe përsëritet njësoj.

KLITË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Perde, cipë e nolle. *ka zënë syri klitë.*
2. Bore e ngrirë në degët e pemëve.

KLITH *jokal.,* ~A, ~UR. Bërtas, këlthas. *hfos klith kështu! I klithi në vesh.*

KLITHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Klithmë.

KLITHMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Britmë e ma-dhe dhe e menjëhershme që shpreh një ndjenjë të fuqishme; thirrje që i drejtohet dikujt për ndihmë, thirrmë. *Klithmë gëzimi (habie, frike). Klithmat e nënës (e fëmijës). Lëshoi (nxori) klithma. U dëgjua një klithmë.*

KLIZMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Futja e lëngjeve në zorrën e trashë nga poshtë për t'u pastruar ose për t'u liruar nga shtërzimet e barkut. *Klizmë pastruese. Pompë klizme. Bëri klizmë.*
*2.* Pompë ose enë e posaçme, me anë të së cilës bëhet ky veprim.

KLOR,~I *m. kim.* Element kimik, gaz mbytes me i rëndë se ajri, i tretshëm në ujë, me ngjyrë të verdhë në të blertë dhe me veti helmuese e dezinfektuese *(simboli* Cl).

KLORHIDRIK,~E *mb.* Acid klorhidrik: tretësirë e përbërë nga klori dhe hidrogjeni, tretësirë e klorurit të hidrogjenit.

KLORlK,~E *mb. kim.* Acid klorik: tretësirë e përbërë nga hidrogjeni, klori e oksigjeni.

KLOROFIL,~I *m.* Lëndë a pigment që u jep ngjy-rën e gjelbër gjetheve ose pjesëve të tjera të bimëve e të drurëve, ndihmon për të përvetuar karbonin dhe ndikon për të bërë një varg shndërrimesh kimike në trupin e bimëve e të drurëve, nën veprimin edhe të energjisë diellore. *Përmban klorofil.*

KLOROFORM,~I *m.* Lëng pa ngjyrë, me erë dehëse si të eterit, që avullohet shpejt dhe që përdoret zakonisht në mjekësi. *dhanë kloroform. E vunë në gjumë me kloroform.*

KLORUR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Kripë që për-ftohet nga bashkimi i acidit klorhidrik me një bazë. *Kloruri i natriumit (i potasit). Kloruri i hidrogjenit. Kloruri i zinkut.*

KLOUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Artist cirku që i bën spektatorët të qeshin me lëvizjet, me veshjen dhe me veprimet e tij të shkathëta.
2. *mospërf., shar.* Njeri që sillet e vepron në sho-qëri si palaço.

KLUB,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shoqatë a organizatë e punonjësve të një ndërmarrjeje, të njerëzve të një profesioni ose të një rrethi shoqëror, që ka për qëllim ngritjen e tyre politike e kulturore, organizimin e pushimeve, të veprimtarisë sportive etj.; ndërtesa ku është

vendosur kryesia e kësaj shoqate dhe ku zhvillohet kjo veprimtari. *Klub sportiv. Klubi i gjuetarëve. Klubet shqiptare jashtë atdheut. Statuti i klubit. Për-faqësuesi i klubit. Ngritën (krijuan) një klub.*
2. *bised.* Lokal (zakonisht në një fshat a në një ndërmarrje) ku bëhen mbledhje, jepen shfaqje, bëhen mbrëmjet etj. për edukimin e argëtimin e punonjësve dhe ku mund të pihet a të hahet diçka e lehtë. *Klubi i fshat it (i ndërmarrjes). Salla e klubit. U mblodhën në klub.*
KLLAÇË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Grope e vogël me baltë e me ujë në mes të udhës ose në një vend tjetër, që krijohet pas shiut, pas shkrirjes së bores, nga gjurmët e kafshëve etj. *Kaloi nëpër kllaça.*
2. Batak; ligatë.
KLLAGËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Plis që kthen plori gjatë lërimit. 2. Rrasë akulli, aver akulli. KLLAJKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Qajkë; zabua. 2. Mandalli i derës.
KLLAPË ~A . *sh.* ~A ~AT. 1. Kapëse në trajtë grremçi a mandalli, që mbyll një derë, një dri-tare etj.; mandall. *Kllapë druri (hekurij. Kllapë si-gurimi. Kllapa e derës (e dritares). I vuri kllapën dri-tares.*
*2.* Pjesa e kthyer e grepit, e çengelit etj.; dhëmbi i braves që del jashtë saj për të mbyllur derën, do-llapin etj.
3. Gëzhdallë.4. Kapak që mbyllet e hapet. *Kllapat e zemrës. Kllapa e syrit.*
5. Rrasë e madhe guri që vihet si kapak mbi varr.
6. *kryes. sh. bised.* Hekura për t'i lidhur duart një të arrestuari a të burgosuri.
7. Dru që i lidhet kafshës në këmbë kur kullot, që të nios ecë shpcjt a të mos largohet, qapë.
8. Hapësira e thelluar në një dërrasë, ku futet pjesa e dale e një dërrase tjetër që ato të mbahen të pu-thitura mirë.
9. Gjuhëza e një vegle frymore; pipëz.
10. në *sh.* Shenjë pikësimi, e përbërë nga dy vija të harkuara, ku përfshihen fjalë sqaruese në mes të një fjalie; shenjë e tillë që përdofet në veprimet matematike. *Kllapa katrore. Hap (mbyll) kllapat. Vë midis kllapave (ndër kllapa).*
11. *fig. bised.* Lak, kurth. *E futi (e shtiu, e hodhi, e vuri) në kllapë. Ra në kllapë. Ruhej nga kllapat.*
•*k* la nxorën me kllapë ia nxorën me zor (një fjalë a një mendim), ia nxorën si me grep.
KLLAPI,~A . Gjendja e një njeriu kur hurribet yetëdijen dhe nuk është në vete për shkak të ndonjë sëmundjeje që sjell temperature të lartë. *Ra (humbi) në kllapi. Doli nga kllapia. Flet në kllapi* net përçart.
KLLAPIT (KLLAPIS) *kal.,* ~A, ~UR. Gëlltit menjëherë, kullufit; ha si qen, llap. *Ekllapiti menjëherë.*
KLLAPODAN,~I *m. vjet.* Tel i hollë ari i për-dredhur, që përdorej për të qëndisur veshjet popullore ose për të stolisur nusen; fill mëndafshi i ngjyer me ar. *Fije kllapodani. Qëndis (zbukuroj) me kllapodan.*
KLLAPOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Mbyll me kllapë; mbyll mirë që të mos hapet. *E kllaposi kapakun.*
2. Zë me kllapë a me lak një kafshë; zë dike si në lak, zë në kurth (edhe *fig.).*
3. *bised.* I vë hekurat dikujt, ia lidh duart me kllapa; fut në burg, arrestoj. *E kllaposën brenda.*
*4. vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* Me pushton, me mbërthen një ndjenjë dhe nuk me largohet; me pllakos.
KLLAPOSEM *vetv.* 1. Mbyllem brenda dhe nuk dal fare jashtë; mbetem i mbyllur brenda.
2. Bie në një grope me ujë; fut pa dashur këmbët në batak dhe nuk i nxjerr dot, zhytem. 13. *Pës. e* KLLAPOS.
KLLAPURIT (KLLAPURIS) *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Flas në kllapi, flas përçart.
2. *fig.* Flas gjëra të kota e pa kuptim a gjëra fare të pathemclta, flas përçart. *Ç'kllapurit ashtu!*
KLLASHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gunë e punuar me lesh dhie të përzier me lesh dhensh, *Hedh kllashën sUpeve.*
KLLINZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog me pendë të zeza në kurriz dhe me njolla të blerta në të verdha, me gushë e gjoks të bardhë, që rron zakonisht afër ujërave dhe e bën çerdhen nëpër gropa në tokë.
KLLOÇIT *jokal,* ~I, ~UR. 1. edhe *kal.* Bie pula klloçkë; rri klloçka mbi vezë për të nxjerrë zogj; nxjerr një zë të mbytur e të ndërprerë (për pulën kur bie klloçkë); ngroh vezët (pula). *Klloçka po klloçii vëzëi.*
2. *fig.* Nxjerr një zë si të klloçkës. *Klloçitnin mi-tralozët.*
3. Rri i fshehur brenda dhe pret çastin e duhur që të shpërthejë, lëvrin, zien. *klloçiti inati (mëria).*
KLLOÇITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Koha,
gjatë së cilës klloçka ngroh vezët dhe nxjerr zogjtë.
2. Zëri i mbytur dhe i ndërprerë që nxjerr klloçka.
KLLOÇKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Pula kur bie për të nxjerrë zogj dhe gjatë kohës që i rrit. *Zogjtë e klloçkës. Si zogjtë rreth klloçkës. Ra pula klloçkë* qëndron pula një fare kohe mbi vezë për të nxjerrë zogj. *Shtroj klloçkën* i vë pules vezët për t'i ngrohur.
2. *astr., bised.* Shenjëzat.
• E vuri klloçkë *dike* e shtroi, e bëri të rrijë urtë. Jane si zogjtë e klloçkës janë të vegjël e të dobët, kanë nevojë për mbrojtje e për kujdes të veçantë. Mbetën si zogjtë pa klloçkë mbetën pa mbrojtje e pa drejtues, nuk ka kush të kujdeset me për ta (krye-sisht për të vegjlit kur mbetën jetimë). Të vjedh vezën nën klloçkë është vjedhës shumë i shkathët.
KLLOGJËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Kër-pudhë parazitare në trajtë brirësh të vegjël, me ngjyrë të errët në të zezë, që del mbi kallinjtë e thekrës, të grurit etj. në mot me lagështirë; kërpudha e thekrës; sëmundja e këtyre bimëve që shkaktohet nga kjo kërpudhë.
KLLUKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Klloçkë.
2. Veza që ngroh klloçka; veza që është ngrohur nga klloçka, por nuk nxjerr zog; vezë e prishur dhe me erë të keqe, që nuk i dallohet e bardha nga e verdha.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Vezë kllukë.*
*k* Vezë kllukë njeri shëndetlig e i dobët, që sëmuret shpesh ose preket shpejt nga sëmundjet.
KMESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lloj kadhe, me bisht të gjatë prej druri, që përdoret për të prerë ferra, degë ose drurë të njomë. *Pres me kmesë.*
KMESËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Punëtor që pret ferra ose bën gjeth për bagëtinë duke përdorur kmesën, ai që punon me kmesë.
2. *hist.* Luftëtar që luftonte me kmesë (në ushtrinë e Skënderbeut).
KOALICION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Lidhje e për-kohshme ndërmjet shtetesh, partish etj., që bëhet për të mbrojtur interesa të njëjta ose për t'ia arritur një qëllimi të përbashkët. *Koalicion antifashist. Koalicion partish. Qeveri koalicioni. Në koalicion me...*
KOB,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mjerim i madh, fat-keqësi e madhe, mynxyrë; vdekje. *Kob i zi. Ndillte (mbillte) kob. Ndodhi një kob.*

*2.* Mashtrim; pabesi, tradhti. *E preu (e vrau) me kob. E hëngri në kob* e mashtroi, e hëngri më të pa-besë.

KOBALT,~I *m.* Metal me ngjyrë si të argjendit e me shkëlqim të kuqërremtë, me i forte sehekuri7që shkrihet në temperature të lartë *(simboli* Co). *Kobalt radioaktiv. Rreze kobalti.*

KOBAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që e ka si ves të vjedhë; vjedhës gjërash të vogla, vjedhës xhepash, brae.

2. *përd. mb.* Që ruan çastin të vjedhë ose të rrëmbejëdiçka, që kobit, kobash (edhe *fig.). Njeri kobar. Pesh-kaqen kobar. Mace kobare. Vdekja kobare.*

KOBASH,~E *mb.* 1. Që merr diçka vjedhurazi ose në mënyrë tinëzare; që rrëmben fshehurazi diçka dhe e ha shpejt e shpejt si macja, që të mos e shohin dhe të mos e kapin. *Mace kobashe. Njeri kobash.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* KOBAR,~I \.

KOBASHIT (KOBASHIS) *kal.* dhe *jokal.,* ~A, ~UR. *shih* KOBIT i.

KOBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vjedhje brenda në shtëpi, vjedhje e fshehtë që është bërë nga një pje-sëtar i familjes; vjedhje gjërash të vogla nga dikush që e ka si ves të vjedhë. *Ka kobë në shtëpi.*

2. Punë e keqe, veprim i keq dhe i shëmtuar. *Ben koba. la bëri kobën* e vrau.

3. Fjalë e pahijshme dhe pa vend. *Flet koba.*

KOBËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Gjarpër i madh me helm të forte, me lara në qafë, që jeton në vende të nxehta; gjarpri me syze.

KOBISHT,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Gërshërëz.

KOBIT (KOBIS) *ka!.,* ~A, ~UR. 1. Vjedh diçka fshehurazi zakonisht brenda në shtëpi; vjedh gjëra të vogla; rrëmbej duke i mashtruar njerëzit ndër sy.

2. Mashtroj dike me fjalë të bukura e me prem-time të rreme.

3. E pres në besë dike; e tradhtoj.

KOBITEM. *Pës. e* KOBIT.

KOBSHËM (i), ~ ME (e) *mb.* 1. Që lidhet me një ngjarje të rëndë e të zezë; që lidhet me një fatkeqësi të madhe a me një mynxyrë; që bëhet në raste vdekjesh *z.* fatkeqësish të mëdha; i zi. *Vend i kobshëm. Ngjarje e kobshme. Ditë (natë) e kobshme. Fund i kobshëm. Gjëmë (ulërimë) e kobshme. Vaj (vajtim) i kobshëm. Këngë e kobshme.*

2. Që ndjell kob; që ngjall një ndjenjë frike a një parandjenjë të rëndë; që sjell lajmin për një kob, që sjell kob; ugurzi. *Errësirë e kobshme. Ndjenjë (parandjenjë) e kobshme. Heshlje e kobshme. Lajm i kobshëm.*

3. I keq dhe i shëmtuar; që i shkakton dëm të madh dikujt. *Punë e kobshme. Veprim i kobshëm.*

KOBTAR,~E *mb.IQë* i sjell dikujt një dëm të madh, që i shkakton një fatkeqësi; që bën veprime të këqija. *Punë kobtare. Njeri koblar. Dhi kob tare.*

*2.* Që nuk i zihet besë, i pabesë, tinëzar; tradhtar. *Armiq kpbtarë.*

3. Që ndjell kob, i kobshëm. *Errësirë (natë, qetësi) kobtare.*

KOBURE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *bised.* Revole. *Kobure me mulli. Krisma (të shtëna) koburesh. Këliëfi i kobures. Nxori (qiti) koburen. Shtiu me kobure.*

2. *vjet.* Pistoletë e vjetër me çark e me tytë të gjatë, që mbushej nga gryka, pisqollë.

3. *fig.* Shërbëtor i bindur, vegël në duart e dikujt.

4. *fig. bised.* Njeri kokështretë; njeri i trashë nga mendja, njeri kokëgdhe, pisqollë.

5. *fig. thjeshtligj.* Njeri i dehur, që është bërë tape. Me dorën në kobure gati të përdorë forcën e armëve; duke u kërcënuar me armë. Me kobure në brez me kërcënim a me dhunë; duke shitur trimëri e mend. Është bërë për t'i rënë me kobure (me dyfek, me pushkë) *shih te* DYFEK,~U. E do me kobare (me revole) kokës është kokëfortë, nuk merr vesh me fjalë. E ka mendjen kobure është kokëfortë, nuk merr vesh. Koburja bosh tremb dy veta *fj. u.* koburja boshe tremb edhe atë që e mban (se e di që është bosh e nuk e vret dot tjetrin) edhe atë tjetrin (që nuk e di se koburja është bosh).

KOBZI,~ZEZË *mb.* Që ndjell kob, që sjell fatkeqësi të madhe, i kobshëm; ogurzi.

KOC,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* Kockë. •*k* E shan me rroc e me koc *shih te* RROC.

KOCA K,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kaptelli i prap-më i samarit; kaptelli i shales. *Kocaku i samarit (i shales). Van' torbën në kocak.*

KOCAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cjap i zi.

KOCE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Lloj kallami i gjatë dhe shumë i nolle, që përdoret për tavanë, çat-ma, mure ndarës etj. *Presin koce.*

*2.* Thurimë si lesë prej këtyre kallameve; resë. *Tavan (çatma) me koce.*

KOCË,~A i *sh.* ~A, ~AT. Kocak.

KOCË,~A ii • *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk deti me trup të gjerë e shpatuk, riie një shenjë të verdhë si ar midis syve dhe me dhëmbë të forte, që e ka mishin shumë të shijshëm.

KOCË,~A HI *sh.* ~A, ~AT. Dhi e zezë.

KOCKANJAR,~E *mb.* Shumë i dobët, që i kanë mbetur vetëm kockat, kockë e lëkurë. *Njeri kockanjar.*

KOCKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Secila nga pjesët e veçanta që përbëjnë skeletin e njeriut dhe të kaf-shëve kërbishtore; lënda që përbën skeletin ose cope e thyer a e prerë prej tij; eshtër. *Kocka e këmbës (e dorës). Kockat e gishtërinjve. Me kockë të trashë* kockëtrashë. *lu thye (iu ngjit) kocka. Me dhembin (me therin) kockat* ndiej dhembje në trup (nga lodh-ja ose nga një sëmundje). *Mish pa kocka s'ka. fj. u. Gjuha kocka s'ka e kocka thyen. fj. u.*

*2.* në *sh.* Mbeturina pjesësh të skeletit të një nje-riu që ka vdekur ose të kafshëve kërbishtore të ngor-dhura prej kohësh.

3. Ashik më të cilin lozin fëmijët.

4. *fig.* Gjë e vogël e pa vlerë të madhe, që i jepet si ryshfet dikujt për ta mashtruar ose për ta bërë për vete. *dhanë një kockë. Fitoi vetëm ca kocka.*

*5. fig.* Pjesa kryesore, më e forte e më e shëndoshë e diçkaje; pjesa thelbësore, thelbi; tipari themelor i një njeriu me karakter të forte e të qëndrueshëm, force karakteri; njeri me karakter të tillë a me trup të forte. *Ka kockë të forte. S'ka kockë. Është kockë e forte* a) është njeri që nuk mposhtet lehtë, është njeri i papërkulshëm; b) është njeri që rron shumë, është i qëndrueshëm dhe në gjendje të punojë edhe në pleqëri.

• Deri në kockë shumë thellë, deri në palcë. I ranë kockat u lodh shumë së bëri një punë; u dërrmua. Deri sa të me bien kockat derisa të jem gjallë, derisa të marr frymë. Cipë e kockë *shih te* CIPË,~A. I kanë dalë kockat është dobësuar shumë. S'ka kockë (për të bërë një punë) nuk ka fuqi, nuk është në gjendje ose nuk është i zoti për të bërë atë punë. Kjo kockë e di unë vetë, që kam hequr, e di si

është puna. Lakockat (lëkurën, leshtë) *keq.* a) vdiq, u vra diku; b) u mundua shumë në një punë. I la kockat udhëve (rru-gëve) vdiq në një vend të largët, larg shtëpisë e të afërm-ye. Mbledh (shpij) kockat çlodhem pas një pune të fnadhe a pas një rruge të gjatë. Me mish e me kockë (me gjak) *shih te* MISH,~I. la theu kockat e rrahu shumë, e zhdëpi në dru. XJ be kockë e lëkurë a) u do-bësua shumë, u tret e u tha (nga të pangrënët a nga ndonjë sëmundje); b) u be shumë i varfër e i këputur. Lëpin kockat e hedhura *shih te* LËPIJ. Ka zemër me kockë ka zemër të forte, është trim. Jane si mishi me kockën (me thuan) *shih te* MISH,~I. I mbeti kocka në fyt nuk ia arriti dot qëllimit për të përfituar diçka. I ka vajtur (i ka shkuar) thika në kockë *shih te* THIKË,~A. Kocka e thatë nuk lëpihet *u.* mos kërko aty ku nuk ka gjë prej gjëje, s'ke ç'merr |aty ku s'ka gjë.
KOCKËBCTË *mb.* Që e ka kockën të butë.
KOCKËDALË *mb.* Me kocka të dala a të kërcyera; që i dallohen mirë kockat e gjymtyrëve të trupit a të fytyres; shumë i dobët.
KOCKËFORTË *mb.* 1. Që e ka kockën të forte.
2. Që është në gjendje të punojë edhe në moshë të kaluar, që e ka trupin të forte dhe u qëndron punëve të rënda, sëmundjeve, pleqërisë etj. *Plak kockëfortë.*
3. *fig.* Që është në gjendje të përballojë edhe vësh-tirësi të mëdha; me karakter të forte e të qëndrueshëm, i papërkulshëm.
KOCKËGJERË *mb.* Që i ka kockat të gjera. *Djalë kockëgjerë.*
KOCKËHOLLË *mb.* Që e ka kockën të hollë.
KOCKËMADH,~E *mb.* Që i ka kockat të mëdha e të gjera. *Burrë kockëmadh. Kale kockëmadh.*
KOCKËRINA,~T dhe KOCKURINA,~T . *vet. sh.* Copa kockash; copa mishi me shumë kockë, thela me fare pak mish. *U dhanë për të ngrënë ca kockërina.*
KOCKËTRASHË *mb.* Që i ka kockat të trasha.
KOCKËVOGËL *mb.* Që i ka kockat të holla e të vogla, që nuk i duken kockat; kockëhollë. *Fëmijë (vajzë) kockëvogël.*
KOCKOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me kockën ose me kockat, që i përket kcckës; që ka kocka; prej kockash. *Indi kockor. Sistemi kockor. Qeliza kockore. Pjesa kockore. Peshk kockor* peshk që ka hala të forta, si kockë.
KOCOMI,~U *in. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *bised.* Mi i vogël.
*2. folk.* Personazh i përraliave popullore, që për-fytyrohet si fëmijë i zgjuar ose si një njeri me trup të vogël, por i shkathët; gishto.
KpCONAR,~I *m. kryes. sh.* ~Ë. ~ËT. Pjesa më e gjerë dhe ë rrumbullakët e kockave në kyçet e këmbëve ose të duarve.
KOÇ,~I *in. sh.* ~A, ~AT. 1. I vogli i buallicës,-kotorr.
2. Dash a cjap që ka një bri të thyer.
3. *fig. bised.* Njeri i forte, me trup të ngjeshur e të lidhur mirë.
KOÇ,~E *mb.* Që ka njër;n bri të thyer, me një bri të thyer. *Dele koçe..*
KOÇALLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kocka e kof-shës. *theu koçallakun.*
KOÇAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kalli misri i shkoqur, misërishte.
2. Kërcelli i disa bimëve (i lakrës, i angjinares etj.); pjesa e forte e kërcellit të këtyre bimëve. *Koçan lakre (angjinareje).*
3. *përd. mb. fig.* I ngrirë nga të ftohtët. *Me këmbë (me duar) koçan.*
KOÇEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Thark drithi, ku ruhen zakonisht kallinjtë e zhveshur të misrit. *Fut (mbaj) në koçek.*
*2.* Dollap ushqimesh, i bërë prej thuprash, prej dërrasash ose me rrjetë teli, ku mbahen bulmeti dhe ushqime të tjera, çarranik. *Vë në koçek.*
KOÇELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Farasha e lu-gëve.
2. Shportë; kaçile.
3. Lugu prej dërrase, nën koshin e mullirit, prej nga bie drithi në gur.
KOÇI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Karrocë e mbuluar, që e tërhiqnin kuajt. *E pruri nusen me koçi.*
KOÇIMARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bat.* Mare. *Lulet e~koçimares, Raki koçimareje. Pyll me koçimare.*
KOCIRËNË *mb.* I paralizuar në një gjymtyrë a në një pjesë të trupit.
KOÇKULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare, me kërcell si të urovit, që mbillet në toka të thata, bën bishtaja me kokrra të murrme në të zezë, dhe përdoret si ushqim për bagëtinë.
KOÇOBASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Kryeplaku i fshatit (në kohën e sundimit turk).
KOÇOMILA,~T . *vet. sh.* Kocka e mbeturina kockash të mëdha; dokrra.
KOÇUME,~JA . *sh.* ~E, ~ËT. 1. Shtambë e vogël; katruve. 2. Kallamar i vogël e i mbyllur mirë.
KOD,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *drejt.* Përmbledhje e sistemuar e normave juridike, që kanë të bëjnë me një fushë të caktuar të së drejtës. *Kodi civil. Kodi penal. Kodi i panes.*
*2.* Përmbledhje e sistemuar rregullash e udhë-zimesh, që duhet të zbatohen në një fushë të caktuar. *Kodi agroteknik.*
3. Sistem shenjash a sinjalesh konvencionale, që përdoret për dhënien e një njoftimi, të një urdhri etj. nëpërmjet telefonit, telegrafit ose radios. *Kod sekret. Kod telegrafik. Kod me shifra (me shkronja).*
KODËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Pjesë toke e ngritur si breg i lartë me pjerrësi të butë; mal i ulët nën një mijë metra dhe me shpate të buta. *Kodër shkëmbore. Koclra me brezare (me vreshta). Rrëzë kodrës. Faqja e kodrës.*
*2.* Pjesë e ngritur mbi një sipërfaqe të rrafshët. *Dërrasë me kodra...* - - -
•*k* Kodra pas bregut gjepura, dokrra. Flet (hidhet) kodër me kodër flet kuturu, pa lidhje e pa arsyetim. Të hedh kodër me kodër nuk tregon qartë e në mënyrë të psrpiktë atë që duhet ose ate që i kërkohet (za-konisht për t'iu larguar çështjes kryesore); kalon nga një çështje në tjetrën pa i sqaruar. Ngre kodra përmbi det *iron,* përpiqet të bëjë punë që janë të pamundura të bëhen, bën këshjella në erë. Gjahu në breg e qëllon në kodër *shih te* GJAH,~U.
KODËRVARR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *arkeol.* Kodër e vogël, e formuar nga dheu ose nga gurët që hidhnin të vjetrit mbi varret e të vdekurve të një familjeje ose të një grupi farefisnor për disa breza me radhë; tumë. *Kodërvarret Hire. Zbuluan një kodërvarr.*
KODIFIKIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të
fojeve KODIFIKOJ, KODIFIKOHET. *Kodifikimi*
*i legjislacionit të punës. Kodifikimi i normës gjuhësore. Bëj kodifikimin.*
KODIFIKOHET. *Pës. e* KODIFIKOJ.

KODIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. *drejt.* Bëj një përmbledhje të sistemuar të normave juridike, që kanë të bëjnë me një fushë të caktuar të së drejtës. *Kodifikoj legjislacionin e punës.*
2. Përmbledh në një kod rregulla e udhëzime që duhen zbatuar në një fushë të caktuar; caktoj e për-punoj një tërësi rregullash e i vë në një sistem të ve-tëm. *Kodifikoj normën gjuhësore (gramatikore, drejt-shkrimore).*
KODIFIKUES,~E *mb.* I. *drejt.* Që bën përmbledh-jen e normave juridike në një kod. *Komisioni kodifi-kues.*
2. Që përmbledh në një kod rregulla, udhëzime etj.; që përcakton rregullat e i vë në një sistem të vetëm, që kodifikon. *Vepër kodifikuese. Rol kodifikues.*
KODOHET. *Pës. e* KODOJ.
KODOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përcjell, jap a shkruaj një njoftim, një urdhër etj. me ndihmën e një kodi; shifroj. *Kodoj urdhrin.*
KODOSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* I. Njeri i paturp, që bëhet ndërmjetës për punë të pamoral-shme; njeri i shkathët e i djallëzuar, që është i zoti për të mashtruar ose për të bërë punë të poshtra. *Kodoshi i beut.*
*1. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
KODRINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kodër e vog5l. *Kodrina të gjelbëruara. Kodrina me ullinj.*
KODRINOR,~E *mb.* I. Që ka kodra e kodrina; që ndodhet në një vend me kodra a me kodrina. *Zone kodrinore. Vend kodrinor. Kooperativë kodrinore. Li-qen kodrinor. gjeogr.* liqen që është formuar në një zone kodnnore nga grumbuliimi i ujit në vende ku janë shembur tavanet e shpellave.
2. Që përdoret për të lëruar a për të punuar në toka me kodrina. *Plug (traktor) kodrinor.*
KOEFICIENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mat. 1.* Numri a shkronja përpara një shprehjeje algjebrike ose për-para një formule kimIke, që tregon sc sa here duhet të rritet vlera e shprehjes ose e pjesëve të formulës; numër që tregon se sa here duhet të rritet një ma-dhës.i e panjohur a e ndryshueshme. *Koeficient shkro-nior. Vendos koeficientin.*
2. *spec.* Madhësi që përcakton një ciiësi a veti të një trupi. *Koejicienti i fërkimil (i:gjerimit, i bymimit, i shkrirjes).*
koefitienli i punës së dcbishme
raporti ndërmjet sasisë së punës së dobishme që bën një makinë a një mekanizëm dhe sasisë së energjisë që harxhon.
KODRISHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Kodër e vogël, e mbuluar me bar ose e veshur me shkurre a me ferra.
KOFIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kosh i madh i thurur me purteka, që përdoret zakonisht për të mbartur pemë (rrush, fiq etj.). *Kofin me rrush (me fiq).*
Si kofini (si koshi) pas së vjeti (pas të vjelave) tepër vonë, pasi ka mbaruar puna, kur s"duhet me, kur s'hyn me në punë.
KOFSHARË,~T. *vet. sh.* 1. Brekë prej leshi ose prej pambuku, të ngushta e të gjata deri te kyçi i këmbëve, që vishen nën pantallona për t'u mbrojtur nga të ftohtët; benevrekë.
2. Pantallona shajaku si çidikë, me këmbë të ngushta; tirq. *Kofshare të bardhë (të zez). Xhepi i kofsharëve.*
KOFSHË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesa e këmbës së njeriut ose të kafshës nga këllku deri te gjuri. *Kofsha e djathtë (e majtë). Kof she të trasha (të mbu-shura, të holla). Kofshë e pjekur. Kof she viçi (qengji, pule). Një kofshë Irtish. Muskujt e kofshëve. Rrëzë ko-fshës.*
2. *usht.* Secila nga këmbët mbështetëse në të dyja anët e topit a të një arme tjetër të rëndë, që hapen e mbyllen dhe që shërbejnë për ta mbajtur atë të mbër-thyer në tokë ose që të mos lëvizë gjatë qitjes. *Hap (mbyll) kofshët.*
KOFSHINË,~A *sh.* ~A, ~AT. Cope lëkure a rrobë e trashë, e cila i vihet zgjedhës që të mos i vritet qafa kaut; plis.
KOFTIR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Sharrë e gjatë e me doreza në fund, që përdoret nga dy punëtorë për të prerë trupa.
KOFTOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* POR,~I.
KOHAN(K,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* BASHKË-KOHËS,~I.
KOHEM. *Pës. e* KOJ.
KOHERENCË,~A . *libr.* Të qenët koherent vetia e atij që është koherent. *Koherencë e plotë.*
KOHERENT,~E *mb.* 1. *fiz.* Që i ka të bashkuara fort a të lidhura ngushtë elementet përbërëse; që ka koherencë. *Trup koherent. Vale koherente* vale që kanë dritë të njëjtë e të vijueshme në të gjitha fazat. *Lëkundje koherente.*
2. *libr.* Që përbëhet nga pjesë të lidhura ngushtë e në përputhje të plotë njëra me tjetrën (për ide, men-dime etj.). *Zhvillim koherent.*
3. *libr.* Që është parimor, nuk bie kurrë në kun-dërshtim me veten dhe i përmbahet të njëjtit men-dim, të njëjtës teori a doktrinë. *Njeri koherent. Është koherent.*
KOHEZION,~I *m.* 1. *fiz.* Forca që mban të bashkuara fort molekulat e një trupi. *Kohezioni moleku-lar. Kohezioni midis shtresave. Forca e kohezionit.*
2. *fig. libr.* Lidhjc e ngushtë, njësi. përputhje e plotë. *Kohezion i çeliktë. Koheziun ideologjik (politik).*
KOHË,~A . *sh,* —Ë> ~ËT. 1. *vet. nj.* Vazhdim e kaiim i pandërprerë i minutave, i orëve, i difëve, i muajve, i viteve etj. nga e shlcuara në të ardhshmen dhe pa kthim prapa; gjatësia e gjëllimit të çdo gjëjedhe e vazhdimit të dukurive e të ngjarjeve, që matet me shekuj, me vite, me muaj, me ditë, me ore etj. *Ndarjet e kohës.,Njësitë e matjes së kohës. Në periudha ië shkurtra kohë., Gjatë kohës. Me kalimin e kohës (me kohë). Koha ecën (ikën, shkon). Ndajfolje kohe. gjuh. Plotës kohe. gjuh. Koha është flori. fj. u.*
2. *vet. nj. filoz.* Forme objektive e ekzistencës së inateries dhejcusht themelor i lëvizjes së saj, që shpreh se sa zgjatin sendet, dukuritë, ngjarjet ose proceset, se si vijnë këto njëra pas tjetrës. *Koha dhe hapësira. Nuk ka asgjë jashtë kohës dhe hapësirës,*
3. edhe *sh.* Pjesë e papërcaktuar mirë e një pe-riudhe, në të cilën vazhdon një dukuri a një proces, ndodh diçka ose bëhet një punë. *Kohë e gjatë (e shkur-iër). Kohë e humbur. Kohët e para* në fillim; ditët, javët e para a muajt e pare. *Kohët e fundit* tani vonë; ditët, javët a muajt e fundit. për *një kohë të pacaktuar. Koha e të vjelave. Në kohën e të mbjellave (e të korra-ye). Në kohë paqeje (lufte). Në kohën e lulëzimit. Koha e pushimeve. Gjysmën e kohës. Gjithë kohën* vazh-climisht, pa ndërprerje. *Ca (pak) kohë. Prej kohësh. Në pak kohë. Kaq kohë* një periudhë të gjatë. *Pas pak kohe. për një fare kohe. Që prej shumë kohësh. Pak kohë më parë (me pas). Kaq pak kohë. Gjatë gjithë kësaj kohe. Pa humbur kohë. Ka ca kohë* ca kohë me pare. *S"ka shumë kohë* pak kohë me pare. *Ka një kohë të gjatë (ka shumë kohë)* shumë kohë

përpara. *Huntbas (fitoj, kursej) kohë. Rifitoj kohën e humbur. Kërkon (do, duhet) kohë. Sa kohë zgjati (jetoi) ?*
4. *vet. nj.* Periudhë gjatë së cilës punojmë, bëjmë diçka ose pushojmë; minutat, orët, ditët etj. që i për-4orim për punë a për pushim. *Kohë e lire. Në kohën e punës. Koha e pritjes. Në kohën e pushimit. Jashtë kohës së punës. Kam kohë* jam i lire; kam nge. *Nuk leant kohë* jam i zënë; nuk kam nge. *Gjej kohën. I zë gjithë kohën. Përdor gjithë kohën. I kushtoj gjithë kohën. I merr kohën. Me merr shumë kohë. Nuk me mjafton (nuk me del) koha. I jap (i lë) kohë. Pa i dhënë kohë të fliste (të mendohej). Pagesë me kohë. ek.* page-së që bëhet sipas orëve të shpenzuara për punë dhe !jo sipas sasisë së prodhimit.
5. *vet. nj.* Periudhë historike në jetën e shoqërisë njerëzore, të një populli ose të një shteti; epokë. *Koha e Partisë. Koha e Luftës Nacionalçlirimtare. Koha e gurit (e hekurit, e bronzit). Koha e mesme* rnesjeta. *Në kohën tone. Në kohën e Skënderbeut. Historia e kohës së re.*
*6. kryes. sh.* Periudhë e përafërt prej muajsh, vi-tesh a shekujsh, në të cilën ndodh, kryhet ose zhvi-Hohet diçka me rëndësi në jetën e një populli; periudhë që dallohet nga disa kushte të veçanta, nga një gjendje e caktuar etj. *Koha e sotme. Në kohët e ka-luara. Në kohët tona. Në kohët e para* dikur në të ka-luarën. *Në kohët e lashta. Në kohën e zisë. I të gjitha kahëvë. I një kohe tjetër. Rrojmë në kohë të lumtura (heroike, të vrullshme). Ishin kohë të vështira (të kë-qija, të rënda). Kane ndryshuar kohët. Kane ardhur ië tjera kohë. Iku ajo kohë (ikën ato kohë).*
*1. vet. nj.* Periudha a epoka në të cilën jetojmë, le sotmja, e tanishmja; periudha bashkëkohore (e sotme ose e kaluar). *Njeri i kohës. Vepër e kohës. Detyrë (kërkesë) e kohës. Çështje e kohës. Me frymën (me hapin) e kohës. Në shtypin e kohës. Ecën me kohën. I ka kaluar koha (s'është me i kohës)* është vjet-ruar, nuk është me i përshtatshëm për të sotmen.
8. edhe *sh.* Periudhë e jetës a e moshës së një nje-
riu; periudha e jetës që ka kaluar një njeri. *Koha e rinisë (e djalërisë, e vajzërisë). Koha më e lumtur (me e bukur) e jetës. Në kohën tone* kur ishim ne të rinj. *Në kohën e vet* kur ishte në moshën më të mird.
9. Pjesë e ditës ose e nates, ore; pjesë e stinës. *Në kohën e drekës (e darkës). Në kohën e vapës. Në kohën e gjumit. Në kohën e dimrit. Në kohën më të ftohtë (me të nxehtë). Pret në çdo kohë. E gjen në punë në çdo kohë. Në çfarë kohe ndodhi? Jap kohën. bised.* përshëndet sipas pjeses së ditës, jap vaktin.
10. Cast prej të cilit llogariten përafërsisht ditët, muajt e vitet që kanë kaluar ose që do të vijnë; çasti kur ndodh a bëhet diçka. *Prej asaj kohe. Që nga ajo kohë. Deri në atë kohë. Deri në një fare kohe. Në të njëjtën kohë (po në atë kohë)* njëkohësisht.
11. *vet. nj.* Ora, dita etj. që caktohet për fillimin ose për mbarjmin ë një pune; afat; çasti i përshtatshëm kur duhet bërë një punë a një veprim; rast. *Koha e mbledhjes. Koha e fillimit të punës (të mësimit). Para kohe* para afatit. *Në kohë* në afat; kur duhej, në çastin e duhur. *Me kohë* para afatit, para se të jetë vonë; kur duhej. *Erdhi pa kohë. Derisa të vijë koha. Është koha të... Nuk ka me kohë. Ka kohë* do edhe ca; nuk është për ngut. *kaloi koha. Nuk pret koha. Caktoj (vendos) kohën (e mbledhjes). I gjej kohën. I dhanë dy ditë kohë. Çdo gjë në kohën e vet. Në kohën dhe në vendin e duhur.*
12. *vet. nj.* Tërësia e rrethanave objektive, që zhvi-llohen e që sjellin ndryshime dhe që përfytyrohen si një force vepruese. *Nën veprimin e kohës. E ndry~ shoi koha. E shëron koha. Le Via lëmë kohës. Koha do ta tregojë.*
13. *astr.* Përcaktimi i orëve, i ditëve e i viteve, që bëhet për t'u llogaritur ato me përpikëri, duke u mbësh-tetur në disa dukuri periodike të qëndrueshme; ore. *Koha astronomike (diellore)* ora që përcaktohet në baze të pozitës së Tokës kundrejt Diellit. *Koha li-gjore* shtytja një ore me përpara se sa koha lokale për të shfrytëzuar pjesën e ditës me dritë të mjaf-tueshme. *Koha lokale* ora sipas mesditësit që kalon nëpër një vend.
14. *vet. nj.* Tërësia e kushteve atmosferike a gjendja e motit në një vend dhe për një periudhë të caktuar; mot. *Kohë e mirë (e keqe). Kohë e ftohtë (e ngrohtë, e butë, e thatë, e lagësht). Kohë e kthjellët (e bukur). Kohë e paqëndrueshme (e ndryshueshme). Kohë me shi (me erë, me ngricë). Parashikimi i kohës. Koha sot dhe nesër. Ditë me kohë të mirë. Kohë e pa kohë* edhe në mot të keq. *Ndërroi (u prish, u zbut, u ftoh) koha. U ndreq (u përmirësua, u rregullua) koha. Po të mbajë koha* po të jetë kohë e mirë. *Ka bërë kohë e keqe. U hap koha* doli dielli, u larguan retë. *Koha e mirë duket që në mëngjes. fj. u.*
15. *tek.* Secila nga fazat e ciklit të plotë të punës së një motori. *Motor me katër kohë.*
16. *muz.* Secila prej nëndarjeve të barabarta të masës, që përcaktojnë ritmin e pjesës; secila nga pje-sët në të cilat ndahet simfonia, suita, sonata etj. me një ritëm të caktuar. *Koha tri të katërta. Simfoni në katër kohë.*
17. *sport.* Secila nga lëvizjet e thjeshta, që për-bëjnë një ushtrim gjimnastikor ose rreshtor. *Koha e parë e ushtrimit. E marr armën në sup me dy kohë.*
18. *gjuh.* Kategori gramatikore e foljes, që shpreh marrëdhënien e veprimit a të gjendjes me çastin kur flasim ose kur shkruajmë dhe që ka trajiat e veta tëveçanta. *Kohë të thjeshta (të përbëra). Koha e tashme (e shkuar, e ardhme). Përshtatja e kohëve.*
• Koha e artë (sbekulli i artë) *shih tek* ARTË (i,e). Kohë (ore) e vdekur *shih te* VDEKUR (i,e) $_6$. Që në kohën e qyqes *shih te* QYQE,~JA. Në kohën që (kur)... ndërsa, kur, gjatë. për sa kohë që... për-derisa. për aq kohë sa... përëerisa. Kohë me kohë (kohë pas kohe, nga koha në kohë) here pas here, në periudha pak a shumë të largëta e jo rregullisht. Në kohën e vet kur ishte në fuqi, kur kishte pushtet në dorë. Ore e kohë *shih tek* ORË,~A i. Ore e pa kohë *shih tek* ORË,~A i. Në të njëjtën kohë gjithashtu, krahas kësaj. Njëherë e një kohë (njëherë motit) *shih te* NJËHERË. Në kohën e baba Qemos shumë kohë me pare, në një periudhë të largët sa nuk mbahet mend mirë. E ka shkelur koha *dike shih te* SHKEL. Vret kohën *shih te* VRAS. Kroi (pusi) i mirë njihet në kohë të thatë *fj. u. shih te* KRUA, KROI. Shkoftë kohë e shkoftë mot, e vërteta del në not *fj. u. shih te* VËRTE-TË,~A (e).
KOHËMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Aparat që shërben për të matur kohën gjatë së cilës bëhet një punë a një veprim, kronometër.
KOHËPASKOHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që
bëhet a ndodh here pas here, që përsëritet kohë me kohë. *Mbledhje të kohëpaskohshme. Lëkundje të kohëpaskohshme.*
KOHËSHËNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Nëpunës në një ndërmarrje prodhimi, që mban orët e punës, si edhe të

dhënat e duhura për kohën sa punon një punëtor. *Kohëshënuesi i ndërmarrjes.*

KOHËSHKURTËR *mb.* Që zgjat pak kohë, që nuk kërkon shumë kohë; që rron pak kohë.

KOHOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me kohën e qe-nies së një objekti material ose me kohën kur ndodh një ngjarje, një punë a një veprim.

2. *gjuh.* Që lidh një fjali të varur, e cila tregon kohë, me një fjali drejtuese (për lidhëzat kur, tek, sa, ndërsa, sa kohë që etj.); që lidhet me Iidhëza të tilla dhe tregon kohën kur kryhet një veprim ose kur ndodh ngjarja e shprehur ne fjalinë drejtuese (për fjalitë). *Lidhëz kohore. Fjali kohore.*

KOHORTË,~A. *sh.* ~A, ~AT *hist.* Njësi ush-tarake që ishte sa një e dhjeta e legjionit në Romën e lashtë; njësi ushtarake me 300-600 luftëtarë. *Ko-hortat romake. Kohorta e Skënderbeut.*

KOJ *kal,* KOVA, KUAR. 1. I jap ushqimin një foshnje, një zogu, një të sëmuri ose ndonjë njeriu tjetër, që nuk është në gjendje të hajë vetë, mëkoj. *Koj fëmijën (të sëmurin, plakun). Koj zogun (gjelin e detit).*

*2.* Vë karremin në grep për të zënë peshk. *Koj grepin me krimb.*

3. Zëvendësoj një fidan a një fare, që nuk ka zënë ose nuk ka mbirë, me një fidan a me fare tjetër. *Koj misrin (pambukun).*

4. *fig.* I jap dikujt para a diçka tjetër për ta joshur që të me bëjë një punë, i jap mitë a ryshfet. *E koi me para.*

•*k* Me luge të kon, me bisht të verbon *keq. shih te* LUGË,~A.

KOJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Tufë flokësh që grate ua shtojnë gërshetave për t'i zgjatur.

KOJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Majë e zhveshur e një kodre a e një bregoreje. *Hipën në kojkë.*

KOJLIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* KUinzë.

KOJRRILË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool. shih* KRI-LLË,~A.

KOK,~U *m.* Koks. *Prodhimi i kokut.*

KOKAINË,~A Lëndë helmuese, që nxirret nga fletët e një shkurreje tropikale dhe që përdoret në mjekësi për anestezi Iokale ose si narkotik.

KOKALLË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Kockë, eshtër. 2. *vet. sh. anat.* Kockat e mëdha të legenit në anën e majtë e të djathtë të ijeve. *Ra dhe theu kokallat.*

KOKARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Qepujkë.

KOKË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT edhe ~A, ~AT. I. Pjesa e sipërme e trupit të njeriut që qëndron mbi qafën ose pjesa e përparme a e sipërme e trupit të kafshëve, e. rrumbullakët a e zgjatur, ku ndodhen truri, goja, sytë, veshët, hunda, flokët etj. *Me kokë të madhe (të vogël). Kokë njeriu. Kokë dashi (viçi, kali, majmuni, peshku, gjarpri). Kafka e kokës. Në majë të kokës. Prapa kokës. Shami koke. Me kokë jashtë (të zbuluar, të lidhur). Me kokë të qethur (të rruar). Nga koka deri te këmbët. Një kokë me i gjatë. Lëviz (ngre, ul, përkul, kthej) kokën. Me dhemb koka. Çau (vrau) kokën. U plagos në kokë. I digjet koka* ka shumë zjarrmi. *E ka kokën zjarr* ka shumë zjarrmt. *E zuri koka* filloi t'i dhembë koka. *ra në kokë (me gur, me grusht). Ra me kokë. E zuri (e kapi) për koke. la bëri me kokë* i bëri shenjë me kokë. *Fut kokën brenda. Kaloi mbi kokat tona. E bëri kokën tulle* i qethi flokët deri në rrënjë; i rroi flokët e kokës. *ra topit me kokë. Vuri duart në kokë. Vë kapelën (kësulën, qeleshen, helmetën) në kokë. S'ka tru në kokë* është i trashë nga mendja.

2. Pjesa e përparme a e sipërme e trupit të disa kafshëve që gatuhet si gjellë. *Koka të pjekura. Kokë (qengji, dashi, viçi) me pilaf.- Mish koke. Pace koke.*

3. Njësi për të numëruar bagëtinë; një njeri; një cope (për sendet). *Njëqind kokë dhen (dhi). Taksë për kokë. hist. Okë e kokë. Kokë për kokë* secilin a secilit; për çdo njeri veç e veç. *Rrogë e kokë. Plumb e kokë.*

4. *fig.* Kjo pjesë e trupit të njeriut si qendra e të menduarit, truri dhe aftësia e tij për të gjykuar e për të arsyetuar; mendja, arsyeja; njeriu si bartës i ideve e i pikëpamjeve të ndryshme, i aftësive të veçanta mendore (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Njeri me kokë* njeri me aftësi mendore të madhe. *punon koka. la mbushi kokën* ia mbushi mendjen, e bindi. *Ia bëri koka* e ka fajin vetë, e bëri vetë. *S'kishte kokë. STia pret koka. Ma bëri kokën çorbë (dhallë)* ma turbulloi e ma ngatërroi mendjen. *Me shastisi (me çau, me plasi) kokën* me mërziti e me shqetësoi shumë. *Bën (vepron) sipas kokës së vet (në kokën e vet). Nuk i merr veshkoka* s'do që të kuptojë, është kokëfortë. *Atje e ka kokën (atje i punon koka). E lodh kokën kot. la di (ia njoh) kokën atij. E ka kokën plot. I mbiu në kokë. Me erdhi në kokë një mendim. Heq (targoj) nga koka (një mendim). Ata kanë një kokë. Ka lakra (mbeturina) në kokë. E përpunoi (e bloi) në kokë. Mezi ia futa në kokë. Është kokë e madhe. Është kokë me vete. Nuk i hyn në kokë* nuk e kupton dot. *E ka kokën të forte (shkëmb)* është kokëfortë. *Të tillë kokë ka. Koka bën, koka pëson. fj. u.Kush s'ka kokë, ka këmbë. fj. u. Koka që s"dëgjon, me shumë e pëson. fj. u.*

5. Jeta e njeriut (si gjë shumë e çmuar); vetja (edhe iië një varg njësish frazeologjike). *Mik (shok) me kokë* mik (shok) që jep edhe jetën për mikun (për s|hokun). *Lëmë (japim) kokën për Partinë (për At-dheun). Humbi kokën. E pagoi (e lau) me kokë. I shpëtoi kokën. Rrezikoi kokën. I iku (i shkoi) koka* e Vranë. *hëngri kokën. Përgjigjet me kokë. Luante me kokën. I dhimbsej koka atij. E vuri kokën në kandar* e vuri jetën në rrezik. *erdhi rreziku mbi kokë. I bëri tlëm kokës. për kokën e babait (e djalit) ! betim. Mos e paça kokën! betim. E dua me kokë* e dua shumë. *I^ëna i ka bërë kokën. I ra një hall i madh mbi kokë. Rrit gjarprin të të hajë kokën. fj. u. Koka e falur nuk pritet. fj. u.*

6. *fig.* Udhëheqës, drejtiies i një vendi, i një or-ganizate ose i një pune; kryetari, kreu; njeri me aftësi të mëdha mendore. *Koka e Partisë. Koka e fa-miljes. Koka e revolucionit. Koka e imperializmit (e revizionizmit, e reaksionit). Turmë pa kokë. S'kishin kokë. I goditën në kokë. Është më të vërtetë kokë ai.*

7. Zhardhoku i një bime; fletët e disa bimëve të mbështjella rrumbullak; diçka që ka trajtën e një lëmshi. *Kokë qepe (hudhre). Kokë preshi. Kokë pishe. Koka e lakrës. Koka e kandarit. Gjysmë koke djathë.*

8. Pjesa e sipërme a e përparme e një vegle ose e rijë sendi, që zakonisht është pjesa kryesore dhe që vjen si e rrumbullakët; pjesa e krevatit, e djepit etj. nga vëmë kryet kur flemë. *Koka e çiftelisë (e mandolines, e kitarës). Koka e furkës. Koka e bastunit. Koka e gozhdës. Koka e gjilpërës. Koka e shkrepëses. Koka e djepit (e krevatit). Koka e pusit. Gjilpërë me kokë. Kthej me kokë poshtë* kthej përmbys.

9. Pjesa e pare, fillimi i një vargu sendesh; rreshtat e pare, balli i një grupi njerëzish që ecën; burimi i një lumi, kanali etj.; kreu. *Koka e trenit (e vagonëve). Koka e kolonës. Koka e lumit (e kanalit).*
10. *fig.* Pjesa kryesore, që përbën thelbin e diçkaje; kreu. *Muhabet (bisedë) pa kokë* muhabet (bisedë),që nuk ka një bosht, që nuk ka një përmbajtje a pikësynim të qartë. *Përgjigje pa kokë.*
•*k... për* kokën e... shumë i mirë, shumë i bukur, shumë i zoti etj., aq i mirë, aq i bukur, aq i zoti etj. sja s'bëhet (përdoret me një emër të përsëritur; p.sh. djaic për kokën e djalit, darkë për kokën e darkës etj.). Me avullon koka *shih tek* AVULLOJ. I është bërë metidja... (koka...) *shih te* BËHEM. I.bie kokës (në kokë) *dikujt a diçkaje* a) e godet, e kritikon ashtu siç duhet e aty ku duhet; b) fillon t'i harxhojë, t'i shesë a t'i hajë të gjitha pa kursim (paratë, plaçkat, b;agëtitë etj.). I ra në kokë a) e zuri, e trullosi (rakia a ndonjë pije tjetër); b) e joshi, e magjepsi, ia mori rriendjen. Ku me lea rënë koka *shih te* BIE i. Pa bisht, pa kokë (pa krye) *shih te* BISHT, ~I. Me buçet koka *shih te* BUÇET. M'u ça koka *shih te* ÇAHEM. Nuk can kokën *shih te* ÇAJ. Çcn kokën (kokë) *shih te* ÇOJn. I digjet koka (mjekra) *shih te* MJEKËR,~RA. Fa-rëzat e kokës *shak. shih te* FARËZ,~A. Të fluturon koka (të fluturojnë trutë) *shih te* FLUTUROJ. Iu fry koka *shih te* FRYJ. I ftohu kokëa (kryet) *dikujt shih te* FTOH. Nuk i gdhenclet koka *shih te* GDHEN-DEM. U grilloi kokën *shih te* GRILLOJ. Me gur nën kokë *shih te* GUR,~I. Gjarpër me dy koka *shih te* GJARPËR,~RI. Si gjeli pa kokë (pa krye) *shih te* GJEL,~I. la hëngri kokën (kryet) *dikujt shih te* HA. la hëngri kokën më të mirë *dikujt shih te* HA.
I hapi kokën (trutë) *dikujt shih te* HAP. I hipi mbi kokë *dikujt shih te* HIPI. I bipi (i kërceu) në kokë (në tru) *diçka* (për të bërë *diçka) shih te* HIPI. I hyri në kokë (në krye) *diçka shih te* HYJ. S'ka kokë (dëbora, dimri) e ka humbur forcën, nuk është me i forte; nuk mban dot gjatë. S'ka as kokë, as këmbë është diçka pa trajtë, s'ka as fillim as mba-rim; s'ke ku ta kapësh (për një punë). Ia këputi (ia shtypi, ia theu) kokën *shih te* KËPUT. Kërrus kokën (kurrizin, shpinën) *shih te* KËRRUS. Kokën të hanë! *mospërf.* le të zihen e të vriten, as që bëhem merak për ta. Kokë e këmbë a) me gjithë trupin, që nga koka deri te këmbët; b) krejt, plotësisht, fund e krye. Kokë me kokë (krye me krye) a) fare afër, ngjitur njëri pranë tjetrit; b) fshehurazi nga të tjerët, në tnënyrë të fshehtë, vetëm për vetëm. Me kokë poshtë *shih te* POSHTË. Me kokë (me krye) në qiell *shih te* QIELL, ~I. Edhe në kokën tënde (edhe në kryet tend)! *ur.* në dasmën tënde, nS gëzime! Me kokë (me kryet) në torbë (në thes, në trastë) *shih tek* TORBË,~A I. Me kokë ulur *shih tek* ULUR. për një kokë hudhër *shih te* HUDHËR, ~RA. Që nga koka deri te thonjtë (te thembrat) i tëri; plotësisht; kokë e këmbë. Ia kripi kokën *dikujt shih te* KRIP. I krisi koka (raendja, një dërrasë) *dikujt shih te* KRIS. Ia lau kokën *dikujt shih te* LAJ. La kokën (kryet) *shih te* LË. Sa të lije kokën aq i bukur, aq i mirë etj. sa nuk të vinte të lar-goheshe që andej. Sa t'i marrësh (t'i këputësh, t'i rrëmbesh) kokën (kryet) shumë i bukur. Me mizëron koka *shih te* MIZËRON. Ngre (çon) kokë (krye) *shih te* NGRE. S'e ngre (s'e çon) kokën nga *diçka shih te* NGRE. S'ma nxë koka (mendja) *shih te* NXË. Nxjerr (qit) kokë (krye) *shih te* NXJERR. Ia përdrodhi kokën *shih te* PËRDREDH. Ia plasi në kokë *dikujt shih te* PLAS. E pres kokën për *diçka shih te* PRES i. I ka prerë kokën *dikujt shih te* PRES i. Me qefin në kokë (nën sqetull) *shih te* QEFIN, ~I. Sa qimet e kokës *shih te* QIME,~JA. I rri (i qëndroj) mbi (në) kokë (krye) *dikujt a diçkaje* i qëndroj afër e kujdesem për të; e mbikqyr vazhdi-misht. E solli (e pruri) kokën *mospërf.* erdhi (për një njeri që nuk e duam). Ia shpëlanë kokën *shih te* SHPË-LAJ. Ia shtypi (ia theu) kokën *shih te* SHTYP. I është trashurkoka (truri, mendja) *mospërf. shih tek* TRA-SHEM. Theu kokën *shih te* THYEJ. Uli kokën (kryet) *shih tek* UL. Uli kokën (kryel) në punë *shih tek.* UL. Va-ri kokën (kryet) *shih te* VAR. I vajti koka *shih te* VETE, Nuk e vret kokën (mendjen) për *diçka* edhe *poh. shih te* VRAS. lu be koka barut *shih te* BARUT,~I. M'u be koka f.një *shih te* FINJË,~A. In be koka dau-lle *shih te* DAULLE,~JA. Bën kokë nga bishts *shih te* BISHT,~I. Nuk i ben koka def *dikujt shih te* DEF,~I. Ia bëri kokën petë *shih te* PETË,~-A. la bëri kokën (turinjtë, hundën) përshesh *dikujt shih te* PËRSHESH, ~I. Me bën koka miza *shih te* MIZË, ~A. Iк bëri (kokën) rrikë *shih te* RRIKË,~A i. Bërtef (thërret) me sa ka në kokë bërtet me sa fuqi që ka" bërtet me tëre forcat. I ra me havan në kokë *shih te* HAVAN,~I. I hie kokës *me* grushte pendohem rëndë për një veprim të gabuar a për një faj që kam bërë me parë.I ka rënë leshtë(i kanë rënë qimet)e kokës *shih te* LESH,~TË. S'i Whet malit me kokë (me krye)y. *u. shih te* MAL,~I. S'i bihet murit me kokë *fj. u. shih te* MUR5~I. Me ra qielli (shtëpia, tayani, çatia) mbi (në) kokë *shih te* BIEi. Ta can pishën mbi kokë (mbi krye) *d i k u s h shih te* PISHË,~A. Mos e çoftë kokën (kryet) shëndosfeë! *mallk. shih ie* ÇOJ i. I doii huri nt majë të ko3iës *shih te* HU,~RI. I del avail(tym) nga koka *shih tek* AVULL,~I. S'di ku të futë (të vërë) kokën *shih te* FUT. S'di ku kam kokën (kryet) kam shumë halle e telashe sa nuk di ç'të bëj me pare. Dy duar për një kokë (janë) *shih te* DOR'Ë,~A. E do me kobure (me revole) kokës *shih te* KOBURE, ~JA. Gjarprit shtypi kokën! *fj. u. shih te* GJARPËR, — RI. E gjeti kokën e kandilit *thjeshtligj., mospërf. shih te* KANDIL,~I. I ikën trutë (e kokës) *shih tek* TRU,~RI. Është fushë nga koka (nga mendtë) *shih te* FUSHË,~A. Është me kokë në gërshërë *shih te* GËRSHËR Ë,~A. Është lëmë nga koka *shih te* LË-MË,~I. Është mizë pa kokë (pa krye) *dikush shih te* MIZ Ë,~A. Është poç nga koka (nga mend-ja) *shih te* POÇ,~I. Është për t'i rrëmbyer (për t'i prerë) kokën *shih te* RRËMBEJ. E hëngri gjarpri me dy koka *shih te* GJARPËR, ~RI. I ha koka për brirë e kërkon të keqen vetë, kërkon të vejë si breshka te nallbani. I hipi një avull në kokë *shih tek* AVULL,~I. I hipi (i kërceu) gjaku në kokë (në tru) *shih te* GJAK,~U. Me ka hipur në majë të kokës *dikush a diçka shih te* MAJ'Ë,~A. I hipën mizat në kokë *shih te* HIPI. Humbi (treti) mendtë e kokës *shih te* HUMB. I kanë hyrë në kokë miza të këqija *dikujt shih te* MIZË,~A. Kam shumë çoqe mbi kokë *shih te* ÇOK,~U. E ka kokën me cepa (me çipa) *shih te* CEP,~I. E kam kokën dau-lle *shih te* DAULLE,~JA. E ka kokën fushë *shih te* FUSHË,~A. E ka kokën gdhe *shih te* GDHE,~RI i. E ka kokën të lehtë *shih te* LEHTË (i,e). E ka (e mban) mbi kokë e lart *dike* e çmon shumë dike, e nderon aq shumë sa mbi të s"vë njeri tjetër. Nuk e ka kokën (mendjen) në vend *shih te* VEND,~I. E ka mendjen (i ka mendtë) prapa kokës (pas qafe, pas shpine) nuk është në gjendje të gjykojë drejt, bën punë a veprime të pamenduara mirë. Nuk i ka mendtë në kokë edhe *poh. shih te* MEND,~TË. Ka miza në kokë

*shih te* MIZË,~A. S'ka ku të përplasë (ku të përpjekë) kokën s'ka ku të ankohet ose të kërkojë ndonjë ndihmë a këshillë. I këndojnë dyzet gje(a mbi (për-mbi) kokë *shih te* GJEL,~I. I kërcyen trutë në kokë *keq.* u inatos, u zemërua shumë. Kërkon qimet e kokës *shih te* QIME,~JA. Kokën mbi shpatulla e ke! *shih te* SHPATULL,~A. E ktheu me kokë posh-të *diçka shih te* POSHTË. la la kokën poshtë *dikujt shih te* POSHTË. La leshtë e kokës për *diçka shih te* LESH,~TË. I Ian kokën (kryet) gomarit *shih te* LAJ. I lëshon (i nxjerr, i qit) koka tym *shih tek* TYM,~I. Me luajti (me iku) kapaku (taba-ni, tepeleku) i kokës (kafka e kokës) *shih te* KA-PAK,~U. I ka marrë koka (kryet, mendja) erë bën veprime të pamenduara mirë, punon a vepron pa u menduar se çfarë pasoja do të ketë; nuk është në gjendje të mendojë mirë; është kokëkrisur. E mban (e ka) kokën lart *shih te* LART. Ma mban kokën më-njanë është zemëruar me mua dhe nuk me flet. la mbush kokën me ashkla *shih tek* ASHKËL,~LA. Iu ngritën (iu çuan) leshrat e kokës (flokët, qimet e kokës) përpjetë *shih te* FLOK,~U. Pagoi (harxhoi) qimet (leshtë) e kokës *shih te* QIME,~A. Sikur i ka prerë kokën (të atit, nënës) i ngjan shumë babait të vet (nënës së vet). Me rrahin shumë çekanë (çekiçë) mbi (në) kokë (krye) *shih te* ÇEKAN,~I. I rri çekan (çekiç) mbi kokë *shih te* ÇEKAN. ~I. I rri shpatë mbi kokë *dikujt shih te* SHPATË,~A. Sillet (punon) me mend në kokë *shih te* MEND,~TËi. Shkonin si miza pa kokë (pa krye) shkonin pa një drejtim të caktuar; shkonin qorrazi, në tym. I shtypi kripë mbi kokë *dikujt shih te* SHTYP. Të thyente kokën (kryet) me para *shih te* THYEJ. I vajtën lotët pas
kokës *shih te* LOT,~I. për të vënë duart në kokë shumë keq, për të vënë kujën. I vë gishtin kokës (vëgishtin në kokë) mendohem mirë dhe e mbledh mendjen. Vuri (futi) kokën në gërshërë *shih te* GËRSHËRË, ~A. E vuri kokën në kandar *shih te* KANDAR,~I. E vuri kokën në satër për *dike a për diçka shih te* SATËR, ~I. E ka vënë plëndësin në kokë (e ka varur plëndësin në qafë) *shih te* PLËNDËS,~I. I vuri rreth kokës *shih te* RRETH,~I. Erdhi (shkoi, rri) me kokë të prerë *dikush shih te* PRERË (i,e) Vuan për mendtë e kokës *shih te* MEND,~TË. I zuri çarku kokën *dikujt shih te* ÇARK,~U. la ka zënë kokën me derë *shih te* ZË. Zë kokën me dorë *shih te* ZË. I ka zënë magjja kokën *shih te* MAGJE,~JA. Te koka e qerosit të gjithë bëhen berberë *fj. u. shih te* QEROS,~I. Bie miu e thyen kokën *shih te* THYEJ. S'të jep as gurë për të çarë kokën *përçm. shih te* GUR,~I. Humbi kokën e pyet për flokët *fj. u. shih te* HUMB. Është ngordhja me thes në kokë *shih te* THES,~I. E ka kokën në vend të lig *keq. shihje* LIG (i), ~Ë (e). Kokën këtu, këmbët atje *shih te* KËMBË,~A. Ngre këmbën e i bie kokës *shih te* KËMBË,~A. Ngrihen (çohen) këmbët e i bien kokës *shih te* KËMB Ë,~A. Po i zgjate krahun, të merr (të rrëmben) kokën *shih* Po i dhe (po i zgjate) gishtin, të merr (të rrëmben) dorën *te* GISHT,~I. Si-pas kokës edhe festen (ajo kokë atë festë do; atë kokë ka, atë feste do)}, *u.* mirë e gjeti, mirë e pësoi! (thuhet për dike që bën një veprim të pamenduar a të ga<-buar, i cili i sjell pasoja të hidhura). Nga lëviz qafa, kthehet koka *fj. u. shih te* QAFË,~A. Me mirë të pritet koka (kryet) se të thyhen gjunjët *fj. u. shih te* GJU,~RI. Me mirë të të shkojë koka (kryet) se fyty-ra *fj. u. shih te* KRYE,~T. Kur rri (kur fie) koka, lëviz gjuha *fj. u.* kur njeriu nuk i mendon e nuk i pe-shon gjërat mirë, gjuha s'ka fre dhe flet mbarë e prapë. Zure bollën, shtypi kokën'. *u. shih te* BOLLË,~A.

KOKËBARDHË *mb.* 1. Që i ka flokët të bardhë; i thinjur. *Plak kokëbardhë.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit te mbiemrit.

KOKËBOSH,~E *mb. keq.* Që nuk ka dije e kul-turë, që ska gjë në kokë, që e ka kokën bosh, që nuk është në gjendje të mendojë, të gjykojë e të arsyetojë si duhet; i paaftë.

KOKËBUALL *mb. shar.* 1. Që e ka kokën të madhe si të buallit, kokëmadh.

2. *fig.* Kokëgdhe; kokëfortë.

KOKËBUCELË *mb. shar.* Që e ka kokën të madhe, kokëmadh.

KOKËCJAP *mb. shar.* Që e ka kokën si të cjapit (për djemtë e burrat).

KOKËÇARJ E,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Diçka e padëshirueshme, që të mërzit e të shqetëson; ngatë-rresë e vështirësi, telash. *Punë pa kokëçarje. I nxori (i shkaktoi, i solli) kokëçarje. Ka shumë kokëçarje.*

2. Kujdes, merak për dike a për diçka. *Punon pa kokëçarje.*

KOKËDAC,~E *mb.* Që i ka qethur flokët deri te rrënjët, me kokë krejt të qethur a të rruar.

KOKËDARDHË *mb.* Që e ka kokën të vogël dhe si dardhë.

KOKËDELE *mb. bised.* Me flokë të bardhë qyshkur ka lindur; me flokë të thinjur (zakonisht për grate).

KOKËDERR,~E *mb. përçm.* 1. Kokëfbrtë; kokë-shkëmb.

2. *Përd. em.* si pas kuptimit të mbiemrit.

KOKËDRU *mb. përçm.* Kokëtrasha, që s'merr vesh, kokëgdhe; kokëshkë'mb.

KOKËDHËNË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Krye-gjati, qefulli i vjeshtës.

KOKËDHl *mb. përçm.* Që e- ka kokën si të dhisë (për vajzat e grate).

KOKËFORTË *mb.* 1. Që mendon e vepron sipas kokës së vet, pa pyetur asnjeri; që qëndron me këmbë-ngulje në mendimin.e vet, megjithëse s'ka të drejtë; -që nuk ha arsye, që nuk bindet; që është karakteris-tik për një njeri me tipare të tilla. *Njeri kokëfortë. Fëmijë kokëfortë. Qëndrim kokëfortë. Tregohej (ishte) kokëfortë. t*

2. *fig.* Që nuk mund ta kundërshtosh dot, që nuk e mohon dot, që nuk i hedh dot poshtë. *Faktet (shif-rat.) jatië kokëforta.*

KOKËFORTËSI,~A . Të qenët kokëfortë, cilësia e atij që është kokëfortë. *Qëndron (ngul këmbë, kun-Jdërshton) me kokëfortësi. Vepron (sillet) me kokëfortësi.*

KOKËGDHE *mb: përçm.* 1. Që nuk është i aftë të kuptojë a të mësojë, i trashë nga mendja.

2. Që ngul këmbë me kokëfortësi në të vetën, që nuk bindet, kokëfortë.

KOKËGOMAR *mb. shar.* 1. Që e ka kokën të madhe sa të gomarit. 2. *fig.* Shumë i trashë nga mendja, që s'ia pret fare.

KOKËJASHTË *mb.* Kokëzbuluar. *Burrë (grua) kokëjashtë. Doli kokëjashtë.*

KOKËKRlSUR *mb.* 1. Që sillet e vepron me një guxim të tepruar, që ka guxim prej të çmehduri; që nuk është në rregull nga mendtë, i krisur nga mendtë. *Trim kokëkrisur. Është kokëkrisur.*

*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Guxim prej kokëkrisuri. Këtë mund ta bënte vetëm një kokëkrisur.:*

KOKËKUNGULL *mb. keq., përçm.* 1. Që e ka kokën të madhe e të gjatë si kungull.
2. Që e ka qethur kokën krejt; tullac.
3. *fig.* I trashë a i papjekur nga mendja, kokëtul.
KOKËKUQ,~E *mb.* 1. Që e ka kokën të mbuluar me pendë të kuqe (për shpendët) ose me qime në ngjyrë kafe si në të kuqe (zakonisht për dhitë).
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
KOKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Dhe a ndo-një lëndë tjetër, që është ngjeshur e është bërë si tppth i forte. *Kokël dheu (brumi, sheqeri).*
2. K,okërr. *Kokla e kandarit. Kokël qepe (hudhre).*
3. Nyjë, komb. *Fill gjithë kokla. Lidh kokël. Zgjidh Jcpklën.*
*4.* Bërthama e rrumbullakët e disa pemëve. *Kokla e\ zerdelisë.*
5. *krahin.* Veshkë. *dhembin koklat.*
6. *fig.* Ngatërresë, yçkël. *Na nxori kokla.*
KOKËLIDHUR,~I *m. sh.* ~, ~IT *mospërf, vjet.* Hoxhë.
KOKËLOPË *mb. përçm.* 1. Që e ka kokën të madhe si të lopës. 2. *fig.* I trashë nga mendja, kokëkungull.
KOKËMADH,~E *mb.* 1. Që e ka kokën të madhe në krahasim me trupin; *kund.* kokëvogël. *Njeri kokë-madh.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
KOKËMBROJTËSE,~JA • *sh.* ~E, ~ET *hist.* Lloj helmete që e mbanin luftëtarët për të mbrojtur kokën e fytyrën.
KOKËMËNJANË *ndajf.* Si i zemëruar e pa folur, si i pakënaqur, me kokën mënjanë. *1 rri kokëmënjanë dikujt* i mban inat dikujt, nuk i flet me gojë. *Iku kokëmënjanë.*
KOKËMlSH,~E *mb. përçm. I* trashë nga mendja, kokëtul. *Njeri kokëmish.*
KOKËMOLLÇfNKË *mb. mospërf.* 1. Që e ka kokën shumë të vogël.
2. *fig.* Që ka pak mend në kokë, që s'ia pret shumë mendja, mendjepulë.
KOKËMUSHKË *mb. keq., shar.* Që ngul këmbë me kokëfortësi në të vetën, që nuk do të bindet, që nuk pranon çfarë i thonë; kokëfortë, kokëshkëmb.
KOKËNDRYSHKUR *mb.* Që s'është me në gjendje të gjykojë ose të mendojë thellë e në mënyrë të kthje-llët; që nuk merr vesh, që nuk kupton.
KOKËNGULTHI *ndajf.* Kokëposhtë; me kokë, picingulthi. *U hodh (raj kokëngulthi.*
KOKËNGJESHUR *mb.* Kokëfortë. KOKËNGJYLMAS *ndajf.* Kryengulthi. KOKËNGJYLMAZI *ndajf.* Kryengulthi.
KOKËPËRPJETË *mb. I.* Që e mban hundën për-pjetë, mendjemadh. *Njeri kokëpërpjetë.*
*2. përd. ndajf.* Me hundën përpjetë, me mendje-madhësi; kacagjelthi. *Rri (mbahet, flet) kokëpërpjetë.*
KOKËPOSHTË *ndajf.* 1. Me kokë poshtë, picingulthi, kokëngulthi; përmbys. *Hidhem (zhytem, zbres, bie) kokëposhtë. Mbaj (var) kokëposhtë. Kthej kokëposhtë. Me duken sendet kokëposhtë.*
2. *fig.* Krejt shtrembër, së prapi, në të kundërtën, përmbys; *kund.* drejt; mbarë. *shikon (i kupton) gjërat kokëposhtë.*
KOKËPRERË *mb.* 1. Që i kanë prerë kokën, pa kokë. *Njeri kokëprerë. Pule kokëprerë.*
*2. fig.* Që ka mbetur pa ndihmë e pa përkrahje; shumë i brengpsur dhe i dëshpëruar.
KOKËQETHUR *mb.* Që i ka qethur flokët krejt.
KOKËRDHAK,~E *mb.* 1. I rrumbullakët. *Gur kokërdhak* guraleç.
2. *përd. ndajf.* Sy ndër sy, faqeza; haptas, pa fshehur asgjë, cope. *la tha (ia kallëzoi) kokërdhak.*
KOKËRDHOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Rruzulli që mbush gropën e syrit dhe që lëviz me anë të disa muskujve; kokrra e syrit. *Vërtiti (lëvizi) kokërdhokët. I kishin kërcyer (i kishin dale) kokërdhokët. I madh sa një kokërdhok.*2. *përd. ndajf.* Me kokrrën e syrit jashtë; sa kokrra e syrit. *hapi (i nxori) sytë kokërdhok.*
• Të ha kokërdhokun e syrit a) nuk të lë të qetë sa të mbarojë punën e vet, e arrin të vetën me çdo mënyrë; b) të bezdis tepër.
KOKËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. 1. Fryti i rrumbullakët i disa pemëve, drurëve ose bimëve, që përmban edhe farën e shumëzimit; fryti mishtak që prodhon një pemë ose një bimë. *Kokërr e madhe (e vogël). Kokërr e rrumbullakët (gjatoshe). Kokërr molle (dardhe, qershie, pjeshke, ulliri). Kokërr gruri (misri, fasuleje, oriiij. Kokërr kafeje. Kokërr pa-tateje (qepe). Kokërr rrushi. Kokërr për kokërr për* çdo kokërr. *Bën (lidh) kokrra. Këput (ha) një kokërr. Nuk i mban kokrrat.*
2. Diçka që është si topth a si rruzull i vogël; cope e vogël (sheqeri, qymyrguri etj.). *Kokërr breshri. Kokërr rëre. Dy kokrra vezë. Kokërr loli. Kokërr sheqeri. Kokrra e syrit* kokërdhoku.
3. Cope a njësi; kokë (për një numër të pakët sen-desh a frymorësh). *Disa kokrra gozhdë. Pesë kokrra bagëti.*
4. *bised.* Çështje, punë; hall. *Tjetërkund është kokrra. Na doli kokrra.*
5. *Përd. mb.* sipas kuptimeve 1,2 të emrit. *Miser kokërr. Kafe kokërr. Pleh (kimik) kokërr. Sheqer kokërr.*
*k* Kokërr për kokërr me imtësi, hollësisht, një për një. Deri në një kokërr gjithçka, pa lënë asgjë. U be kokërr (qiqër) *shih te* QIQËR,~RA $_2$. Si kokërr molle (thane) *shih te* MOLLË, ~A. Kokrra e motit rrufeja. Pemë pa kokrra njeri që s'të mbaron punë, njeri nga i cili nuk ke dobi; njeri që punon, por nuk ka përfundime të mira në punë; diçka e pa-frytshme. I rri (i qëndron) kokërr nuk i trembet fare, i rri ballë për ballë e me guxim. Bathe, bathe, po një kokërr *shih te* BATHË,~A. U bënë kashtëe kokërr u shpërndanë andej-këtej; u shpartalluan. Bie (He, rri) në kokërr të shpinës bie në kurriz; shtrihem në shpinë. Bluan si mulliri pa kokrra (pa ujë) flet kot me kot, thotë fjalë boshe, grin kot. S'e ha atë kokërr ulliri *shih te* HA. E ka syrin kokërr (pishë) *shih te* PISHË,~A. Të merr kokrrën (koqen) e melit para gjelit është shumë i shkathët. Ndaj bykim (kashtën) nga kokrrat *shih te* BYK,~U. Sa thana janë kokrra s'bëjnë *fj. u. shih te* THANË,~A. Kokrra e keqe (e zezë) *mjek.* pika e diellit.
KOKËRRFORTË *mb.* Që e ka kokrrën të forte; që i bën kokrrat të forta.
KOKËRRGJATË *mb.* Që bën kokrra gjatoshe, që e ka kokrrën të gjatë. *Kumbull kokërrgjatë. Ulli kokërrgjatë.*
KOKËRRIMËT *mb.* Që përbëhet nga kokrra të imëta; që i ka kokrrat të imëta. *Rërë kokërrimët. Shtresë kokërrimët.*
KOKËRRMADH,~E *mb.* Që bën kokrra të më-dha, që e ka kokrrën të madhe; *kund.* kokërrvogël. *Fik kokërrmadh. Mollë (dardhë) kokërrmadhe. Fa-sule kokërrmadhe. Breshër kokërrmadh. Qymyr kokërrmadh.*
KOKËRROTË *mb. për cm.* 1. Që e ka kokën të madhe e të rrumbullakët. 2. *fig.* Kokëtrashë; kokëtul.

KOKËRRUAR *mb.* Që e ka rruar kokën me brisk.
KOKËRRVOGËL *mb.* Që bën kokrra të vogla, që e ka kokrrën të vogël; *kund.* kokërrmadh. *Rrush kokërrvogël. Fasule kokërrvogël. Oriz kokërrvogël.*
KOKËRRZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOKËRRZOJ, KOKËRRZOHET.
KOKËRRZOHET. *Pës. e* KOKËRRZOJ.
KOKËRRZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E ngjesh
një lëndë që është si pluhur dhe bëj prej saj kokrra, e bëj kokërr; kthej në kokrra. *Kokërrzon baltën (plu-hurin).*
*2. jokal. vet. veto 111.* Lidh kokërr.
KOKËRRZOR,~E *mb.* 1. Që është si kokërr. *Trajtë kokërrzore.*
*2.* Që ka plot kokrra a kokrriza; që është mbuluar a është mbushur me kokrriza. *Strukturë kokërrzore. Gjethe kokërrzore.*
KOKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *vjet.* Përfaqësues i klasës sunduese ose i shtresave të pasura, që bënte pjesë në parësinë e fshatit a të një vendi; në *sh.* krerët, parësia e një fshati a e një vendi. *Në fshat vendoste kokësi.*
*2.* Dashi i këmborës që drejton kopanë.
3. Pjesa e përparme e djepit, balluku.
KOKËSEPETE *mb. përçm.* 1. Që e ka kokën të
madhe, si të shtypur e me qoshe. 2. *fig.* Kokëfortë; kokëshkëmb.
KOKËSHINIK,~E *mb. përçm.* 1. Që *f* ka kokën të madhe sa një shinik; kokëmadh.
2. *fig.* Që nuk merr vesh, i trashë nga mendja, kokëfortë.
KOKËSHKËMB *mb.* Që e ka kokën si shkëmb, që nuk i mbushet mendja, që nuk merr vesh, kokë-ngjeshur; kokëfortë. *Djalë kokëshkëmb.*
KOKËSHKRETË *mb.* 1. Që nuk i mbushet mendja, që nuk bindet kurrsesi; kokëshkëmb. *Njeri kokëshkretë.*
*2.* Që ka guxim të tepruar si prej të çmenduri, kokëkrisur. *Djalosh kokëshkretë.*
KOKËSHTREMBËR *mb.* Që e mban kokën shtrem-bër.
KOKËSHTYPUR *mb.* Që e ka kokën të shtypur si pllakë, me kokë shpatuke. *Peshk kokështypur.*
KOKËT (i, e) *mb.* I zgjuar, i mençur.
KOKËTATËPJETË *ndajf.* 1. Me kokë poshtë, kokëposhtë, picingulthi. *Qëndron kokëtatëpjetë. E hodhi kokëtatëpjetë. Duket kokëtatëpjetë.*
*2. fig.* Së prapi, përmbys, jo drejt. *kupton (i merr) kokëtatëpjetë (çështjet).*
KOKËTRASHË *mb. keq.* I trashë nga mendja, që nuk kupton, kokëgdhe.
KOKËTRASHËSI,~A . *keq.* Të qenët kokëtrashë, vetia e njeriut kokëtrashë. *Kulmi i kokëtrashësisë. Shpreh (tregon) kokëtrashësi.*
KOKËTUL,~E *mb. shar.* Që i kupton gjërat me shumë vështirësi, që nuk mund të mësojë asgjë; ko-këmish.
KOKËTURR,~E *mb.* Kokëdac. *Djalë kokëturr.*KOKËTHINJUR *mb.* Që i ka flokët të thinjur.
KOKËVARUR *mb.* 1. Që e mban kokën të varur anash.
2. *fig.* I turpëruar a i mërzitur; si i vrarë (për shkak ië një fatkeqësie të madhe, për një gabim a faj që ka bërë etj.);kokëprerë; kokulur. *Rrinte kokëvarur. Iku (doli, u largua) kokëvarur.*
KOKËVIÇ,~E *mb. shar.* 1. Që e ka kokën të madhe si të viçit (zakonisht për djem e fëmijë të rritur). 2. *fig.* Kokëtrashë.
KOKËVOGËL *mb.* Që e ka kokën të vogël në kra-hasim me tfupin; *kund.* kokëmadh.
KOKËZBRAZËT *ndajf. keq.* Kokëbosh.
KOKËZBULUAR *mb.* Që e ka kokën të zbuluar, pa kapetë ose pa shami në kokë; kokëjashtë. *Doli kokëzbuluar.*
KOKËZHABË *mb. përçm.* 1. Që e ka kokën të shtypur e të shëmtuar si të zhabës. 2. *fig.* Kokëtrashë; kokëbosh.
KOKLAVIT (KOKLAVIS) *kal,* ~A, ~UR. 1. Ngatërroj një fije; i prish radhën, e bëj lesh e li; e pështjëlloj; *kund.* shkoklavit. *Koklavit litarin (perin).*
2. *fig.* E ngatërroj keq një çështje, e ndërlikoj dhe e bëj të vështirë për ta zgjidhur; *kund.* shkoklavit. *E koklaviti çështjen (punën).*
KOKLAVITEM *vetv. 1. vet. veta III.* Ngatërrohet Injë fije etj.); i prishet radha, bëhet lesh e li; pështje-llohet; *kund.* shkoklavitet. *U koklavit vetë (litari, filli).*
*2. vet. veta III fig.* Ngatërrohet keq një çështje, ndërlikohet e bëhet e vështirë për ta zgjidhur; *kund.* shkoklavitet. *V koklavit keq.*
3. *fig.* Përzihem në një punë, ngatërrqhem keq në të. *U koklavit pa dashje në atë çështje.*
*4. Pës. e* KOKLAVIT.
I KOKLAVITJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi ^Ihe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KOKLAVIT, KOKLAVITEM.
2. *fig.* Ngatërresë; gjë e koklavitur.
KOKLAVITUR (i,e) *mb.* 1. Që është ngatërruar keq, që është bërë lesh e li. *Lëmsh (fill, litar) i kokla-yitur.*
2. *fig.* Që është ngatërruar keq, që është ndërlikuar dhe është bërë i vështirë për ta zgjidhur. *Çështje (punë) e koklavitur.*
KOKME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Enë e vogël prej druri, prej balte, ose prej teneqeje, me një ve-gjë, që përdoret për të pirë ujë a dhallë ose për të marrë ujë nga një enë më e madhe; safe, sapllak. *Mbushi kokmen. Piu me kokme.*
2. Kuti e vogël prej teneqeje, prej qelqi ose prej druri, ku mbahet kafeja e bluar.
3. Ibrik për të zier kafe; xhezve.
4. *krahin.* Kumbara.
KOKO,~JA . *sh.* ~, ~T *fëm.* Karamele; ëmbël-sirë. *Eja, të të jap një koko!*
•*k* I bëri paratë koko i harxhoi paratë kot, i bëri paratë rrush e kumbulla.
KOKOÇEL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë ba-
rishtore njëvjeçare me kërcell të degëzuar, me gjethe të buta e pak të dhëmbëzuara, që bën lule në ngjyrë të kaltër dhe rritet zakonisht në kullota, në toka jopjellore e nëpër ara; ngjyra e lules së kësaj bime.
KOKODASH,~I *m. sh.* ~E. ~ET. 1. Topth që bëhet me tul buke të përsheshur e të përzier me djathë e me vaj a me gjalpë dhe që ngjishet në një shami për ta mbajtur fëmija në dorë kur e ha. *E bëri ko-kodash.,*
2. Pupagjel.
KOKOLËMSH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lëmsh i vogël me fije leshi, zakonisht të ngatërruara.
2. *fig.* Punë a çështje shurrië e ngatërruar. *E bërë kokolëmsh.*
KOKONË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Kukull. *Është e bukur si kokonë.* 2. *fig. përk.* Vajzë a grua e bukur.
KOKORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Kapelë prej lë-kure ose prej leshi, me dy veshë anash, që mbahet në dimër për t'u mbrojtur nga të ftohtët. *Kokore ush-tarake. Kokore lëkure (leshi). Kokore me yll. Veshët e kokores.*

KOKOROSH,~E *mb. I.* Që ka trup të mbushur, të shëndoshë e të forte. *Djalë kokorosh.*

*2. mospërf.* Që vishet në mënyrë të stërholluar e pispilloset; që kapardiset e ngrefoset si kacagjel, megjithëse është i moshuar. *Burrë (plak) kokorosh.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

KOKORR,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Dërrasë e madhe a shtrat dërrase si raft, ku vihen copat e djathit për të kulluar a gjëra të tjera për t'u terur. *Kullon (teret) në kokorr.*

2. Shtrati i rojtarit të vreshtit a të pemëtores, i vendosur në një kolibe të thjeshtë; kolibja e këtij rojtari. *Fie (shtrihet) në kokorr.*

3. Mullar me bar, me dushk etj., i vendosur lart mbi tre-katër hun>. *Vë kokorr.*

KOKORRETH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Cope prej stofi a prej thesi, e mbushur me lecka ose me kashtë dhe e bërë si rrotullame, që vihet mbi kokë për të mbajtur shtamba, tepsi etj.

2. Kulaç i grunjtë me gjalpë ose me vaj. *Kokorreth për dasmë. vjet.*

3. *përd. ndajf.* Në trajtën e një rrotullameje, si rreth, kutrullaç. *Ishte mbledhur kokorreth. E lidhi shaminë kokorreth.*

KOKOSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Këndes, gjel. *Këndoi kokoshi. Dy kokoshë në një pleh nuk qëndrojnë. fj. u.*

*2. fig. keq.* Njëri mendjemadh, që kapardiset e shet mend, këndes.

3. *zool.* Milingonë e madhe në ngjyrë të kuqe të errët, kacagjel.

4. Pupagjel.

*~k* Një kokosh (një këndes, një kaposh) plaçka *shih te* KËNDES,~I. I pjell edhe kokoshi (këndesi) *di-kujt shih te* KËNDES,~I. Mbeti (katandisi) kokoshi (kaposhi) një thelë *shih te* THELË,~A.

KOKOSHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pupagjel. KOKRRA-KOKRRA *ndajf.* 1. Një nga një, veç eveç, një këtu e një aty, një tashti e një pastaj; në shumë pjesë të veçanta, copa-copa; kokërr për ko-kërr. *Vinin kokrra-kokrra. I katn mbledhur kokrra-kokrra. U bënë kokrra-kokrra.*

2. *përd. mb.* Që ka shumë kokrra; që është ndarë në shumë pjesë të veçanta e pa lidhje njëra me tjetrën.

KOKRRIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kokërr e vogël, aq e imët sa mezi dallohet me sy; grimcë. *Kok-rrizë rëre (dheu, pluhuri, sheqeri).*

*2. mjek.* Puçërr e vogël, si kokërr rëre, në ngjyrë të kuqe, që del në trup e përhapet shpejt; puçrrizë. *Iu mbush trupi me kokrriza.*

3. *vet. nj. krahin.* Breshër.

4. *përd. mb.* Kokrrizor. *Bore kokrrizë.*

KOKRRIZIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KOKRRIZOJ, KOKRRIZOHET.

*Makinë kokrrizimi. Gjatë kokrrizimit.*

KOKRRIZOHET. *Pës. e* KOKRRIZOJ.

KOKRRIZOJ *kal.,* 7~OVA, ~UAR. E kthej një lëndë në kokrriza, e bëj kokrrizë. *Kokrrizon lëndën plastike. Kokrrizon pluhurin.*

KOKRRIZOR,~E *mb.* 1. Që ka madhësinë dhe trajtën e kokrrizës, që është si kokrrizë a si grimcë. *Trajtë kokrrizore. Bore kokrrizore. Pleh kokrrizor.*

*2.* Që përbëhet nga kokrriza a nga grimca të li-dhura e të ngjeshura bashkë. *Shkëmb kokrrizor. Tokë kokrrizore* tokë që mund të thërrmohet lehtë; tokë e përbërë nga kokrriza dheu. *Me ndërtim kokrrizor.*

KOKRRIZUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të bëhet kokrriza, që mund të kokrrizohet. *Lëndë e kokrrizueshme.*

KOKRROHEM *vetv.* 1. *vet. veto III sh.* Ndahen nga grupi dhe bashkë me disa të tjerë formojnë një grup a një varg me vete; shpërndahen, bëhen kokrra-kokrra. *U kokrruan krushqit.*

*2.* Ndahem e veçohem nga të afërmit dhe nga shokët e mi, mbetem e jetoj fill i vetëm.

3. *Pës. e* KOKRROJ.

KOKRROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Heq cdo

kokërr veç e veç; këput një nga një a kokërr për kokërr. *Kokrronte tespihet. Kokrrojnë rrushin. 2.* Shikoj kokërr për kokërr; qëroj. *Kokrroj orizin.*

KOKS,~I *m.* 1. Lëndë djegëse e ngurtë, në trajtën e qymyrit me pore, që përftohet nga distilimi i thatë i qymyrgurit, i torfës etj. dhe që përdoret në indus-trinë metalurgjike. *Koks kokërr (pluhur). Prodhimi i koksit. Gaz koksi.*

*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Qymyr koks.*

KOKSIFIKIM,~I *m. lek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOKSIFIKOJ, KOKSIFIKOHET. *Kok-sifikimi i qymyrgurit. Reparti i koksifikimit.*

KOKSIFIKOHET *vetv. tek.* 1. Kthehet në koks, bëhet koks nëpërmjet distilimit të thatë në tempe-ratura të larta (për qymyrgurin, torfën etj.).

2. *Pës. e* KOKSIFIKOJ.

KOKSIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Kthej në koks, e bëj koks (qymyrgurin, torfën etj.) me anë të distilimit të thatë në temperatura të larta. *Koksi-fikojmë qymyrgurin (bitumin).*

KOKTEJ,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Pije alkoolike e përzier, që përgatitet me disa pije të caktuara (ko-njak, liker, verë etj.), të cilat qëndrojnë shtresa-shtresa dhe i ruajnë ngjyrat e veta.

2. Pritje zyrtare ku të ftuarit pine këtë pije; pritje e thjeshtë me pije të ndryshme. *Dha një koktej.*

KOKULËT *ndajf., mb.* Kokulur.

KOKULUR *mb.* 1. Që e mban kokën të ulur për-para.

2. *fig.* I mërzitur e i turpëruar për gabimin a për fajin që ka bërë. *Iku (u largua) kokulur.*

3. *fig.* Që punon shumë, shikon punën dhe nuk merret me llafe e thashetheme, punëtor; i sjellshëm, i thjeshtë e i shtruar. *Djalë kokulur. Nxënës kokulur.*

*4. fig.* Që nuk kthen fjalë, i bindur, që nuk mbahet më të madh; i përvuajtur. *Vajzë kokulur.*

5. *përd. ndajf.* Pa bërë fjalë, duke u përqëndruar në punën e vet. *Punonte kokulur.*

KOKULL,~E *mb.* I mysët, konveks; *kund. i* lugët; konkav.

KOLABORACIONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1.

*hist.* Ai që ka bashkëpunuar me pushtuesit fashistë e nazistë dhe kd utdhtuar Atdheun gjatë Luftës Na-cionalçlirimtare.

2. Ai që bashkëpunon me pushtuesin dhe tradhton atdheun e vet; tradhtar.

KOLABORACIONtST,~E *mb. I.* Që ka për qëllim dhe zbaton kolaboracionizmin, që përpiqet për kola-boracionizmin; që mbështetet në kolaboracionizmin. *Organizatë (qeveri) kolaboracioniste. Politikë kola-boracioniste.*

*2.* Që ka të bëjë me kolaboracionistin, që është karakteristik për kolaboracionistin, prej kolabora-cionisti. *Element kolaboracionist. Qëndrim kolabo-racionist.*

KOLABORACIONIZËM,~MI *m. I. hist.* Bashkë-punim i tradhtarëve të Atdheut ose i përfaqësuesve të klasave sunduese me pushtuesit fashistë e nazistë gjatë Luftës Nacionalçlirimtare.
2. Bashkëpunim i tradhtarëve të atdheut me pushtuesin; tradhti.
KOLANDINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kolovajzë, shilarës.
KOLAUDlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOLAUDOJ, KOLAU-DOHET. *Komisioni i kolaudimit. Prova e kolaudimit. Pas kolaudimit. Bëj kolaudimin.*
*2.* Kontrolli dhe prova që i bëhet një makine, apa-rati etj. përpara se të vihet në punë.
KOLAUDOHET *spec. Pës. e* KOLAUDOJ.
KOLAUDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *spec.* 1. Kon-trolloj, ndreq ndonjë të metë teknike dhe me në fund bëj proven përpara se të fillojë nga puna një makinë, një aparat etj. *Kolaudoj traktorin (makinën shirëse). Kolaudoj pushkën (mitralozin).*
2. Kontrolloj një mall para se të shitet dhe kërkoj që t'u përgjigjet plotësisht kërkesave. *Kolaudoj mallin.*
KOLE,~JA . *sh.* ~, ~TË *gjell.* Zorrë bagëtish të imëta, e mbushur me mëlçi, me mish të grirë, me dhjamë, me erëza etj., që hahet zakonisht e pjekurope e skuqur, kolloface; suxhuk. *Bënë kole për dimër. Ë poqi kolenë në shpuzë (mbi prush).*
KOLEG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që ka të njëjtën detyrë a të njëjtin profesion me një tjetër; ai që punon në të njëjtën fushë me një tjetër; shok pune (kryesisht për ata që merren me punë mendore). *Kolegu im. Jemi kolegë. I dashur koleg!*
KOLEGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET *libr. Fem. e* KO-LEG,~U.
KOLEGJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shkollë e mesme ose e lartë në disa vende të Evropës dhe të Amerikës.
2. *drejt.* Këshill i posaçëm pranë Gjykatës së Lartë- *Kolegji civil (penal, ushtarak). Kolegji i Gjykatës së Lartë.*
KOLEGJIAL,~E *mb.* Që përbëhet nga një grup njerëzish a shokësh; që bëhet së bashku, nga një grup punonjësish dhe jo nga një njeri i vetëm; që mbështetet në parimin e kolegjialitetit; i përbashkët, kolektiv. *Udhëheqje kolegjiale. Drejtim kolegjial. Punë kole-gjiale. Vendim kolegjial. Përgjegjësi kolegjiale. Metodë kolegjiale. Në mënyrë kolegjiale.*
KOLEGJIALISHT *ndajf.* Në mënyrë kolegjiale, së bashku me shokët e punës. *Udhëheq (drejton) ko-legjialisht. Vendosën kolegjialisht.*
KOLEGJIALITET,~I *m.* 1. Të qenët kolegjial, fryma kolegjiale. *Kolegjialiteti i drejtimit.*
*2.* Parim i lartë demokratik i partive marksiste-leniniste, që udhëheqin, vendosin e i zgjidhin çështjet ne mënyrë kolegjiale; udhëheqje kolegjiale. *Parimi i kolegjialitetii. Fryma e koleg jialitetit.*
KOLEGJIUM,~I *m. sh:* ~E, ~ET. 1. Organ kë-shillues a drejtues në disa institucione qendrore dhe në redaksitë e gazetave e të revistave, që përbëhet nga anëtarë të caktuar zyrtarisht dhe që kryesohet nga titullari i institucionit ose nga kryeredaktori. *Ko-legjiumi i ministrisë. Kolegjiumi i redaksisë. Anëtar i kolegjiumit. Mbledhja e kolegjiumit. Shtroj (paraqit) në kolegjium. U miratua (u pa) në kolegjium.*
*2. drejt.* Kolegj.
KOLEKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. GrumbuJIim dhe sistemim (sipas një radhe a kriteri të caktuar) i send eve, i bimëve e i kafshëve, që janë të një lloji ose që kanë lidhje ndërmjet tyre. *Koleksion pullash (gazetash, monedhash). Koleksion bimësh. Koleksion flu t wash.*
KOLEKSIONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që feën një koleksion (pullash, gazetash, bimësh etj.); ai që mbledh koleksione. *Koleksionist kartolinash,*
KOLEKTIV,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Grup nje. rezish që punojnë në një ndërmarrje a institucion dhe kanë qëllime e detyra të përbashkëta. *Kolektivi pu-nonjës. Kolektiv luftarak (revolucionar). Kolektivi më-sirnor (shkencor). Kolektivi ynë. Kolektivi i ndërmarrjes (i institutit). Anëtar i kolektivit. Forca e kolektivit. Zotimet e kolektivit. U shqyrtua në kolektiv. E vendosi kolektivi. U edukua në gjirin e kolektivit. Doli para kolektivit.*
*2.* Grup njerëzish, të përgatitur e të organizuar për të kryer një detyrë të caktuar. *Kolektivi i agjitatorëve.*
KOLEKTlV,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me kolekti-vin, që i përket një kolektivi të tërë, i gjithë kolektivit; që kryhet nga kolektivi, që bëhet në kolektiv;
i përbashkët; *kund.* individual. *Prone (kullotë, ekonomi, bagëti) kolektive. Punë (veprimtari, vepër) kolektive Jeta kolektive. Përgjegjësi (udhëheqje) kolektive. Gjy-kim (mendim) kolektiv. Vizitë kolektive. Lexim (stu-dim) kolektiv. Norntë kolektive* normë mesatare e punës që bëjnë gjithë anëtarët e një kolektivi. *Në mënyrë kolektive.*
2. Që është karakteristik për kolektivin, që ba-zohet në parimet e kolektivizmit,, *Frymë kolektive.*
3. *gjuh.* Përmbledhës.
KOLEKTIVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *kryes. vjet.* Organizatë shoqërore a ndërmairje prodhimi, ku ma-rrin pjesë punonjës të një profesioni ose të profe-sioneve të ndryshme, të lidhur nga interesi i përgjith-shëm dhe nga puna e përbashkët; kolektiv që është organizuar, punon dhe jeton në bazë të parimeve të kolektivizmit. *Kolektive bujqësore. vjet. Kolektive tregtare. vjet. Kolektive sportive. Kolektiva e avokatëve. drejt., vjet.*
KOLEKTIVlSHT *ndajf.* Në mënyrë kolektive, së bashku me gjithë anëtarët e kolektivit; së bashku, bashkërisht. *Punojmë kolektivisht.*
KOLEKTIVIZËM,~MI *m.* Parimi socialist i bash-këpunimit ndërmjet anëtarëve të një kolektivi a ndërmjet punonjësve që vënë interesin e përgjithshëm mbi interesin vetjak, ndihmojnë njëri-tjetrin dhe kryej-në bashkërisht çdo punë; fryma kolektive, jeta në kolektiv. *Fryma (ndjenja) e kolektivizmit.*
KOLEKTIVIZIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve KOLEKTIVIZOJ, KOLEKTIVI-
ZOHEM. *Klolektivizimi i tokave (i bagëtive).*
2. Bashkim i lire e vullnetar i ekonomive të vogla të fshatarëve të varfër e të mesëm në ekonomi më të mëdha kolektive (në kooperativa), si e vetmja rrugë për fitoren e socializmit në fshat, për forcimin e alean-cës ndërmjet klasës punëtore e fshatarësisë punonjëse dhe për forcimin e diktaturës së proletariatit. *Kolek-tivizimi i plotë. Fillimi i kolektivizimit. Përfundoi ko-lektivizimi i bujqësisë.*
KOLEKTIVIZOHEM *vetv.* 1. Formoj bashkë më të tjerë një kooperativë bujqësore; krijojmë një koo-perativë bujqësore a një kolektive, duke bashkuar vullnetarisht ekonomitë e vogla, mjetet e prodhimit (tokat e mjetet e punës) së bashku me fshatarë e me punonjës të tjerë;

futem në rrugën e kolektivizimit. *U kolektivizua bujqësia (fshati).*
2. *vet. veta III.* Bëhet prone e gjithë kolektivit, bëhet prone e përbashkët (toka, mjetet e punës etj.). *Kolektivizohen tokat (bagëtitë).*
3. *Pës. e* KOLEKTIVIZOJ.
KOLEKTIVIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj ko-
lektivizimin; bëj prone të përbashkët. *Kolektivizuam bujqësinë. Kolektivizuam tokat (bagëtinë).*
KOLEKTIVIZUAR (i,e) *mb.* Që është bashkuar vullnetarisht më të tjerë dhe ka krijuar një kooperativë, që është bërë kooperativë; që është futur në rrugën e kolektivizimit, ku është bërë kolektivizimi; që është bërë prone e përbashkët, që është kolektivi-zuar. *Fshatra të kolektivizuara. Vend i kolektivizuar. Toka të kolektivizuara. Bujqësi e kolektivizuar. Bagëti të kolektivizuara.*
KOLEKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *spec.* 1. Ai që mbledh, man dhe sistemon kampione të ndryshme gurësh, mineralesh, bimësh ctj.
2. Pjesë e rrumbullakët e dinamos a e makinës elektrike, që shërbcnpershndërrimine rrymës së ndry-shueshme në rrymë të vijueshme. *Kolektor për makina elektrike.*
3. Kanal i gjerë, i zbuluar a i mbuluar ose gyp i- madh, zakonisht i. nëndheshëm, në të cilin derdhen ujërat, lëngjet a gazrat e ndryshme nga kanale të tjera më të vogla ose nga gypa anësorë. *Kolektor kryesor. Kolektor kullues. Kolektor nafte (avulli, gazi). Pastroj (thelloj) kolektorin. Derdhet në kolektor.*
KOLENDARË,~T *m. vet. sh. etnogr., vjet.* Fëmijë që shkonin derë me derë dhe këndonin kolendrat.
KOLENDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *etnogr., vjet.* 1. Kulaç i vogël, i gatuar me miell të mirë gruri dhe i pjekur në furrë, që u jepej fëmijëve një natë përpara darkës së krishtlindjeve.
2. në *sh.* Festë fetare një natë para darkës së krishtlindjeve ose një ditë para Vitit të Ri; kënga që kën-dpnin fëmijët në këto festa. *Dilnin për kolendra. Këndonin kolendrat.*
KOLERË,~A. 1. *tnjek., veter.* Sëmundje e rëndë ngjitëse, që shfaqet me ënjtje e qelbëzim të zorrëve, me heqje e me dhembje të forta të barkut, më të vjella e më të ngjethura. *Kolera aziatike. E hëngërt (e shoftë, e shpëlaftë) kolera! mallk.* vdektë.
2. *fig. shar.* Njeri i fëiliqur, njeri i keq; gjë shumë e keqe dhe e fëiliqur. *Kolera fashiste.*
i Kolera e shpendëve *veter.* sëmundje e rrezikshme ngjitëse e shpendëve, që shkakton dobësi-min e përgjithshëm dhe ngordhjen e shpejtë të tyre.
KOLERIK,~E *mb. psikol.* Që është i gjallë dhe i papërmbajtur; energjik dhe shumë i lëvizshëm, që i shfaq ndjenjat aty për aty. *Temperament 'kole-rik. Tip kolerik. Njeri kolerik.*
KOLESTERINË,~A . Lëndë organike me për$_T$ mbajt je dhjamore, që gjendet me shumicë në yndyrnat, në trutë e bagëtive, në të verdhën e vezës etj. dhe shkakton sëmundjen e arteriosklerozës.
KOLËS,~I *m.* Kallaj i përzier me plumb, që për-dorin kallajxhinjtë a bakërpunuesit për të ngjitur enët; ngjitës.
KOLlBE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Kasolle e ndër-tuar me thupra ose me dërrasa të vjetra dhe e mbuluar me kashtë, me copa dërrasash a me teneqe; kasolle e vogël dhe e keqe. *prishëm kolibet.*
2. Kasolle e vogël për qenin.
KOLIBËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Stipend shumë i vogël, me pendë të bukura shumëngjyrëshe, që, kur fluturon, i lëviz krahët aq shpejt, sa nuk i duken (rron kryesisht në Amerikën e Jugut).
KOLIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shpat mali.
KOLIPOSTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pako me një peshë të caktuar, që dërgohet me postë.
KOLIT,~I *m. mjek.* Ënjtje a mahisje e zorres së trashë. *Yuan nga koliti.*
KOLlT (KOLIS) *kal.* dhe *jokal.,* ~A, ~UR. *shih* NGJIT i.
KOLITEM *vetv., pis. shih* NGJITEM(.
KOLKOZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ekonomi kolektive e fshatarëve, si forme socialiste e organizimit të buj-qësisë, që u zbatua në Bashkimin Sovjetik në kohën e Leninit dhe të Stalinit.
KOLMË (i), ~E (e) *mb.* I. Që ka trup të shën-doshë, të mbushur dhe të bukur (zakonisht për vajza e gra). *Vajzë (grua) e kolme.*
2. I shëndoshë, i plotë, i mbushur dhe i hijshëm. *Me trup (me gjoks) të kolmë.*
KOLMUTH,~I *m. bot.* Ferrënuse.
KOLON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Skllav i liruar a fshatar i lire, që merrte me qira një cope tokë nga një pronar i madh dhe ishte i detyruar të paguante për këtë një taksë në natyrë e në të holla (në Romën e vjetër).
2. në *sh.* Popullsi e shtetit pushtues kapitalist a imperialist, që shkon të banojë në vendin e pushtuar, bëhet aty zot i tokës ose i pasurive të tjera të vendit dhe i shfrytëzon ato për nevojat e veta.
KOLONEL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Grade ofi-ceri madhor e shkallës së tretë, më e ulët se e gjene-ralit; ushtarak që mban këtë grade (në ushtritë që kanë grada).
KOLONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* SHTY-LLË,~A i-2,4-io- *Kolonë mermeri (betoni).*
2. Varg njerëzish, kafshësh, automjetësh etj. që janë vendosur ose që lëvizin në një vjje njëri pas tjetrit. *Kolonë partizane. Kolonë ushtarësh (vultnetarësh). Kolonë makinash (anijesh). U vunë në kolonë për një.*
i Kolona e pestë a) *hist,* grup kundërre-volucionar, i përbërë prej spiunësh, diversantësh, fashistësh dhe armiqsh të tjerë, që vepronin në pra-pavijën e Spanjës republikane gjatë viteve 1936-1939; b) grup kundërrevolucionar, zakonisht i vënë nga zbulimi i huaj, që zhvillon veprimtari subversive antishtetërore në vende me regjim demokratik e popullor; grup kundërrevolucionar që zhviilon veprimtari përçarëse në gjirin e partive komuniste ose të një partie a organizate përparimtare.
KOLONl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Vend i pushtuar me force nga një shtet i huaj kapitalist, imperialist a socialimperialist, që humbet pavarësinë për një kohë të gjatë dhe shtypet, shfrytëzohet prej tij në mënyrë të egër e të pamëshirshme.
2. Pjesë e popullsisë së një vendi, që është shpër-ngulur për arsye të ndryshme e ka shkuar në një vend tjetër, ku jeton e punon duke ruajtur zakonet e tjuhfin amtare; ngulim. *Kolonitë shqiptare jasktë Atdheut. Kolonia shqiptare e Egjiptit (e Bukureshtit).*
3. *hist.* Vend a qytet i populluar me kolonë pushtues (në kohën e Greqisë e të Romës së vjetër). *Kolonitë greke. Koloni romake.*

4. *biol.* Grup mikroorganizmash a kafshësh të ndryshme, që zhvillohen në të njëjtin mjedis, ushqe-hen dhe jetojnë së bashku. *Koloni algash (mikrobesh). Koloni koralesh. Jetojnë në koloni.*

KOLONIAL,~E *mb.* 1. Që është pushtuar me force nga një shtet i huaj kapitalist, imperialist a socialimperialist dhe është kthyer në koloni; që ka të bëjë me koloninë; që i përket kolonisë, i kolonisë. *Vendet koloniale e të varura. Popujt kolonialë* popujt e kolonive. *Çështja koloniale.*2. Që ka të bëjë me shtetin kapitalist, imperialist a! socialimperialist, i cili ka pushtuar një vend dhe e ka kthyer në koloni; që lidhet me kolonializmin a me ptishtimin e kolonive, kolonialist. *Trupa ushtarake koloniale. Sundimi (skllavërimi) kolonial. Zgjedha (shtypja) koloniale. Politikë koloniale. Sistemi kolo-nifil i imperializmit. Luftëra koloniale.*

KOLONIALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shteti kapitalist, imperialist a socialimperialist që ka pushtuar rne force një vend dhe e ka kthyer në koloni; shteti që zbaton një politikë kolonizuese ndaj një vendi tjetër *të* huaj; klasa sunduese, qeveria, udhëheqja e këtij shteti; kolonizues, kolonizator. *Kolonialistë të vjetër (të rinj).*

KOLONI ALIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me shtetin kdpitalist, imperialist a socialimperialist, i cili ka pushtuar një vend dhe e ka kthyer në koloni; që ka të! bëjë a që lidhet me pushtimin e kolonive ose me kolonializmin. *Trupa kolonialistë. Fuqitë kolonialistë. Politikë kolonialistë.*

KOLONIALIZËM,~MI *m.* Politika e sundimit, e shtypjes dhe e shfrytëzimit të kolonive nga ana e një shteti kapitalist, imperialist a socialimperialist; sundim kolonial.

KOLONIZATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që piishton një vend dhe e kthen atë në koloni, kolonialist.

KOLONIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOLONIZOJ, KOLONIZO-HET.

KOLONIZOHET. *Pës. e* KOLONIZOJ.

KOLONIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Pushtoj me force një vend të huaj dhe e kthej në koloni; zbatoj në një vend politikën e kolonializmit.

*2.* Dërgoj e vendos kolonë në një vend të huaj; *vët. veta III sh.* vendosen si kolonë në një vend të huaj.

*3.* Përhap gjerësisht një shpend, kafshë etj. në një zone, në një krahinë a në një vend të caktuar.

KOLONIZUAR (i,e) *mb.* Që është pushtuar me force dhe është kthyer në koloni (për një vend, tokat e tij etj.). *Vend i kolonizuar. Toka të kolonizuara.*

KOLONIZUES,~E *mb.* 1. Që bën kolonizimin e një vendi; që bëhet për të kolonizuar një vend; që mbështetet në kolonializmin; kolonialist. *Fuqitë kolonizuese. Politikë kolonizuese. për qëllime kolonizuese.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Kolonizator.

KOLONJAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Kolonja ose ai që e ka prejardhjen nga Kolonja.

JKOLONJAR,~E *mb.* Që lidhet me Kolonjën ose me kolonjarët, që është karakteristik për Kolonjën osfc për kolonjarët, i Kolonjës ose i kolonjarëve; qëj është krijuar nga kolonjarët. *Trimat kolonjarë. Kengë (valle) kolonjarë.*

KOLONJË,~A . Tretësirë me alkool e me erë të mirë, që përdoret për t'u Iyer ose pas rrojës. *Lyhem me kplonjë. Mban erë kolonjë.*

KOLOPUÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised., përk.* Fë-mijë i vogël, i shëndoshë e topolak; vogëlush. *Ko-lopuçi i gjyshit! Luajnë koiopuçët.*

KOLORIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Bashkim har-
monik i ngjyrave, që përdoren për të bërë një tabloj një gravurë etj. *Kolorit i qartë (i shkëlqyeshëm).*

*2.* Ngjyresë, ngjyrë (edhe *fig.) Kolorit kontbëtar (lokal). Koloriti i epokës.*

KOLOS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri me trup të madh e të fuqishëm, njeri vigan; përmendore a statujë vigane.

2. *libr.* Njeri që ka kryer vepra shumë të rëndë-sishme në një fushë të caktuar të veprimtarisë sho-qërore (në shkencë, në art etj.); vigan. *Kolos i shken-cës.*

3. *libr.* Diçka madhështore dhe shumë e rëndë-sishme; vend shumë i fuqishëm; vigan. *Kolosi i me-talurgjisë së zezë në Elbasan.*

•*k* Kolos me këmbë argjile *mospërf.* i madh e i forte në dukje, por në të vërtetë shumë i dobët.

KOLOSAL,~E *mb. libr.* Shumë i madh, jashtë-zakonisht i madh; i jashtëzakonshëm. *Punë kolosale. Force kolosale. Dëm kolosal. Me rëndësi kolosale.*

KOLOVAJZË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Lodër fëmijësh, e bërë me një cope dërrasë, që varet në dy litarë të lidhur në një tra a në një degë peme për t'u kolovitur, shregull. *Hipi (ulem) në kolovajzë. Kolo-viten në kolovajzë.*

2. Lodër fëmijësh, që bëhet me një dërrasë a me një tra të gjatë, të mbështetur në mes në diçka të lartë (në dy anët hipin fëmijët dhe luajnë duke u ngritur e duke u ulur ose duke u rrotulluar); shilarës.

3. *krahin.* Vend i pjerrët, i mbuluar me bore ose me akull, ku rrëshqasin fëmijët me këmbë a me zhar-gës. *Rrëshqasin në kolovajzë.*

KOLOVATEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Mbyll sytë e ul kokën nga dobësia, nga lodhja e tepërt, nga gjumi ose nga ndorijë sëmundje; kapitem.

KOLOVATJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes KOLOVATEM.

KOLOVATUR (i,e) *mb.* I dobësuar nga lodhja a nga ndonjë sëmundje; i kapitur. *Njeri i kolovatur.*

KOLOVIT (KOLOVIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bëj
të kolovitet dike (duke e tundur në kolovajzë, duke e hipur në një automjet etj.). *Kolovit në litar. 2.* Lëkund, tund (edhe për sende). *Kolovit këmbët.*

KOLOVITEM *vetv.* 1. Hipi në një kolovajzë dhe lëkundem në ajër. *Kolovitem në kolovajzë.*

*2.* Lëkundem si i dehur, sa nga njëra anë në anën tjetër; lëkundem, tundem (edhe për sende). *Kolovitet barka. Ecte duke u kolovitur.*

KOLOVITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOLOVIT, KOLOVITEM.

KOLUMBIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Kolumbisë ose ai që e ka prejardhjen nga Kolum-bia.

KOLUMBIAN,~E *mb.* Që lidhet me Kolumbinë ose me kolumbianët, që është karakteristik për Kolumbinë ose për kolumbianët, i Kolumbisë ose i ko-lumbianëve; që është krijuar nga kolumbianët. *Po-pulli kolumbian.*

KOLL,~I *m.* Tretësirë a lëndë e bardhë ngjitëse, e përgatitur me niseshte e me lëndë të tjera kimike, që përdoret për të ngrirë jakat e këmishëve, qafëzat etj. *Vë në koll. Ngrij me koll.*KOLLACE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Këlbaza që nxjerrim kur kollemi.

KOLLAJ *ndajf. bised.* Me lehtësi, lehtë. *E ka kollaj. Beson kollaj. Nuk bëhet kollaj, S'është kollaj.* • E gjeti për kollaj *shih te* GJEJ.

KOLLAJSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* Që bëhet lehtë, i lehtë. *Punë e kollajshme. Nuk është e kollaj-shnte.*

KOLLAJTË (i,e) *mb. bised.* I kollajshëm.

KOLLAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gjerdan fishe-kësh. *Kollan me fishekë. Ngjeshi kollanin.*

KOLLAP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *anat.* Kocka e kra-hut nga supi deri te bërryli, kocka e llërës. *Iu thye kollapi.*

KOLLARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Kravatë. *Kollare. e kuqe. Vë kollaren. Mban kollare.* 2. Qafëz këmishe e kollarisur.

KOLLARIS *ka!.,* ~A, ~UR. Vë në koll një jakë këmishe, një qafëz, një fill etj. për ta fortësuar e për ta bërë të qëndrojë i ngrirë. *Kollaris jakën (mëngët). Kollaris fillin.*

KOLLARISET. *Pës. e* KOLLARIS.

KOLLARISJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOLLARIS, KOLLARISET. *Kollarisje me dorë. Makina e kollarisjes.*

KOLLARISUR (i,e) *mb.* Që është fortësuar e është bërë si i ngrirë (për jakat e këmishëve, për fillin etj.). *Jakë (pëlhurë) e kollarisur.*

KOLLÇAKË,~T *m. vet. sh.* Pjesë e qëndisur me gajtan, që i vihet anterisë së burrave a të grave prej bërrylit deri në fundin e mëngës për ta forcuar.

KOLLÇIKË,~T *m. vet. sh.* Kallca. *Kollçikë të qëndisur. Mbath kollçikët.*

KOLLÇINË,~A . Lojë me letra, që luhet nga dy ose nga katër veta, të cilët marrin nga katër letra (liton ai ose ajo pale që mbledh me shumë spathi e me shumë letra); loja spathinjsh.

KOLLEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Kollitem. *U koll nja dy here.*

KOLLË,~A . 1. Nxjerrja e frymës nga mushkë-ritë me shpërthim e me zhurmë, me gulçimë e zakonisht me këlbazë, për shkak të ngacmimeve a të sëmun-djeve në rrugët e frymemarrjes; zhurma që nxjerrim. kollitje; sëmundja që snfaqei në këtë mënyrë. *Kol.'ë e forte. Kollë e njomë* kollë me këlbazë. *Kollë e thatë* kollë pa këlbazë. *Bar për kollë. Ka kollë. Të jep kollë. E zuri (e kapi) kolla. E nget (e tnbyti) kolla. Vuan nga kolla. Dëgjohej kolla e tij.*

*2.* Këlbaza që del kur kollitemi, kollace. *Nxori kollën.*

i Kolla e keqe (e zezë) *mjek.* tuberku-lozi, veremi. Kolla e mire (e ëmbci, e bardhë) *mjek., euf.* sëmundje ngjitëse e fëmijëve zakonisht deri shtatë vjeç, që shl'aqet me kollë të forte e të gjatë.

KOLLIT *kal,* ~I, ~UR *(me një trajtë të shkurtër të pcremrit vetor në r. kallëzore).* Me' nget kolla, s'më lë rehat kolla; me jep kollë, me bën të kollitem. *E ka kollitur kolla tërc natën.*

KOLLITEM *vetv.* 1. Kam kollë, me nget kolla; pastroj fytin duke nxjerrë frymën me shpërthim. *Kollitem shpesh. I sëmuri kollitej. Kollitet si plak. Ukollitpak efoli.*

2. *vet. veta 111 fig.* Nxjerr tinguj a zhurmë të mby-tur e të gjatë sikur e nget kolla (zakonisht për mitra-lozin). *Filluan të kolliteshin kundërajrorët.*

KOLLlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOLLIT, KOLLITEM.

2. Kollë.

KOLLOFACE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Kole; su-xhuk.

KOLLOFIT (KOLLOFIS) *ka!.,* ~A, ~UR. Gëlltit diçka me një frymë, e kapërdij të gjithë menjëherë, e përlaj; Hup; ha shpejt, duke futur në gojë copa të mëdha (bukë a ndonjë ushqim tjetër). *E kollofiti mollën. E kollofiti peshkaqeni.*

KOLLOFRUTH,~I *m.* I. *mjek.* Fruth.

2. *vjet.* Fjalë që thoshin priftërinjtë përpara fë-mijës së sëmurë, gjoja për ta shëruar nga kjo sëmundje. *këndonte kollofr uthin.*

*k* I këndoi kollofruthin *thjeshtligj.* e braktisi dike a diçka; hoqi dorë prej një pune.

KOLLOGJONË,~A *bot. shih* MURRIZ,~I.

KOLLONATË,~A. *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. Mo-nedhë e vjetër floriri a argjendi që qarkullonte në Perandorinë osmane para se të dilte mexhitja.

2. *etnogr.* Secila nga paratë a paftat prej argjendi, që zbukuronin veshjet e nuseve.

KQLLOTUMBA *palak.* Bëj kollotumba: rroku-llisem duke rënë me kokë përdhe dhe duke ngritur këmbët përpjetë; rrëzohet a bie poshtë diçka duke u rrokullisur.

KOLLOVAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dhëndri që bashkëjeton me familjen e nuses, ai që hyn dhëndër brenda; hyrës. *Hyri (u fut) kollovar.*

•*k* Bëhet kollovar *i dikujt mospërf.* sillet e ve-pron ashtu siç i thotë dikush tjetër.

KOLLOZHEK,~U m. *vjet.* Janar.

KOLLTUK.~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ndenjëse e gjerë dhe e butë, zakonisht e veshur me stof, me lë-kurë etj.. me shpinë e me mbështetëse për krahët. *Kolltuk berberi (dentisti). Rri (ulem, shtrihem) në kollruk.*

*2. fig. keq.* Punë zyre c rchatshme; vend pune me përgjegjësi e i rehatshëm. *Njeri i kolltukut. E zuri (c la) kolltukun. Ruante kolltukun. I pëlqen:e kolltuku.*

KOLLUM. ~I *m.* 3altë e ngjeshur që përgatitet për të bërë tui!a, tjegulla etj.

KOLLUM E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Gropa ku ngjishet balta për të bërë tulla, tjegulla etj.

2. Pjesa e fundit e një barke *a* e një sandalli, ta-bani i barkës.

KOM,~I *rn. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Qimet e jeles ose:ë bishtit të kalit; qime dhie a cjapi, lesh dhie. *Lak prej komi. Liter prej konv..*

*2.* Jelja a krifa e kalit.

3. Pëlhurë a thes prej leshit të dhisë.KOMANDANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *usht.* Ushtarak që merret me organizimin, me drejtimin dhe me përgatitjen luftarake të një njësie ushtarake; ush-taraku që komandon një njësi a një repart në luftë, ti"upat në një parade etj. *Komandanti i skuadrës (i tbgës, i kompanisë). Komandanti i garnizonit. Komandanti i Përgjithshëm i Forcave të Armatosura. E)etyra e komandantit.*

2. Nxënës që është zgjedhur në krye të një skuadre, te një kompame a të një çete pionierësh. *Komandanti iiçetës së pionierëve.*

3. Ai që drejton punën e një njësie me organizim te brendshëm të ngjashëm me atë të ushtrisë (brigadën ei vullnetarëve në një aksion për ndërtimin e vendit etj.)- *Komandant i brigades së vullnetarëve.*

*4. bised., keq.* Ai që ka dëshirë të jape urdhra dhe kërkon që të tjerët t'u binden këtyre pa tjetër, ai që e heq veten si kiyetar e përgjegjës. *Na u be komandanti*

KOMANDANTE,~JA ., *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KOMANDANT,~I. *Koman'dantja e kompanisë. Ko-niandantja e brigades së vullnetarëve.*
KOMANDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Organ udhëheqës i një njësie ushtarake, i një reparti a nën-reparti, që përbëhet nga komandanti dhe komisari; vendi a zyra ku është vendosur ky organ udhëheqës, vendkomandë. *Komanda eprore. Komanda e korpusit (\e brigades).*
*2.* Urdhër i prerë që u jep komandanti ushtarakëve kur jane në stërvitje ose në luftë për të kryer veprime të ndryshme; urdhër i prerë që u jepet ushtarakëve, pionierëve ose pjesëmarrësve të një njësie tjetër me organizim ushtarak për të kryer detyra të ndryshme. *Jep komandën. Vepron me komandë.*
3. Komandim, drejtim. *Nën komandën e... Mori komandën* mori drejtimin e u vu në krye, u be komandant. *-k* Politika në komandë! politika mbi të gjitha!, të vëmë në krye politikën!. të udhëhiqemi nga politika! Vë në komandë vë në krye, vë mbi të gjitha të tjerat. E vuri nën komandë e bëri t'i bindet; e nënshtroi.
KOMANDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOMANDOJ, KOMAN-DOHEM. *Pika e komandimit. usht.* vendi ku është vendosur komanda që drejton veprimet luftarake ose veprime të ndryshme ushtarake. *Dhoma (salla, ura) e komandimit. tek. Çelësi (aparati) i komandimit. tek. Luftojmë frymën e komandimit.*
KOMANDOHEM. *Pës. e* KOMANDOJ 1-3.
KOMANDOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. 1. Organizoj e drejtoj përgatitjen luftarake të një njësie ushtarake s|i komandant i saj; udhëheq e drejtoj një njësi ushtarake në luftë; jam komandant i një njësie ushtarake, i një anijeje luftarake, i një çete pionierësh a i një njësie tjetër me organizim të brendshëm ushtarak (i një brigade vullnetarësh në aksion etj.). *Komandoj skuadrën (togën, kompaninë). Komandoj ushtarët (ush-trinë). Komandoj në luftë. Kush komandon këtu?*
*2.* Jap urdhër për të kryer veprime të ndryshme në rresht ose veprime luftarake, jap komandë. *Ko-rnandon me zë të lartë.*
3. *edhejokal. bised.* Jap urdhra dhe detyroj të tjerët të me binden pa kundërshtim; qëndroj në krye dhe drejtoj ushtarakisht. *Atij i pëlqente të komandonte.*
4. *tek.* Vë në lëvizje; drejtoj. *Anijen e komandonin nga toka.*
5. *jokal. vet. veta HI fig.* Është në krye, drejton, udhëheq, është mbi të gjitha. *Politika komandon.*
KOMANDIJES,~E *mb.* 1. Që jep urdhër për të kryer veprime të ndryshme në rresht ose veprime luftarake; që kryen detyrën e komandantit; që është anëtar i komandës së një njësie ushtarake; që drejton a udhëheq ushtrinë në luftë. *Kuadër (oficer) komandues.*
2. *bised., keq.* Që ka prirje për të dhënë urdhra, që i pëlqen a e ka zakon të komandojë; që i ngjan një urdhri. *Njeri komandues. Qëndrim komandues. Me ton komandues.*
3. *tek.* Që vë në lëvizje a që drejton diçka. *Çelës komandues.*
4. Që zotëron mbi të tjerët, që mbizotëron. *Pike (pozitë) komanduese. Lartësi komanduese. usht.* vend i ngritur prej nga mund të vrojtohen të gjitha lëvizjet e armikut.
5. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1-3 të mbiemrit.
KOMB,~I 1 *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Bashkësi e qëndrueshme njerëzish, e formuar historikisht në bazë të bashkësisë së gjuhës, të territorit, të jetës ekonomike dhe të formimit psikik, që shfaqet në bashkësinë e kulturës. *Kombi shqiptar. E drejta e kombeve për vetëvendosje. Baballarët e kombit. vjet.* deputetët reaksionarë në parlamentin e regjimit zo-gollian.
2. *spec.* Shtet, vend. *Lidhja e Kombeve, Organizata e Kombeve të Bashkuara.*
KOMB,~I n *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lidhje e shtrënguar e dy pjesëve a e dy anëve të një filli, të një litari etj. ose e dy cepave të një shamie, pëlhure etj.; nyjë. *E lidhi komb. Zgjidh kombin.*
*2.* Nyjë druri, gdhe.
3. *anat., bised.* Fikth. *Me komb të dale.*
4. Pike (uji, vere etj.); gllënjkë, hurbë. *Një komb ujë. S'ka mbetur asnjë komb* s'ka mbetur as edhe një pike (për lëngjet).
5. *fig.* Shtrëngim që ndien njeriu në grykë kur tron-ditet ose kur hidhërohet shumë, saqë nuk flet dot e nuk përcillet lirisht; lëmsh. *Kam një komb në grykë. M'u be (m'u mblodh) një komb. I është bërë komb diçka* i është mbledhur dhe e mundon, e shqetëson shumë (një ndjenjë, një mendim etj.), i ka mbetur pike në zemër. *lu lidh fjala komb* nuk mundi të fliste, nuk nxirrte dot një fjalë nga goja (nga frika, nga mallëngjimi etj.).
KOMBAJNER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon me kombajnë, ai që drejton kombajnën. *Kurs për kombajnerë.*
KOMBAJNERE,~JA . *sh:* ~E, ~ET. *Fem. e* KOMBAJNER,~I.
KOMBAJNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Makinë e ndërlikuar bujqësore, për drithëra e për bimë të tjera, që bën njëkohësisht disa punë (korr, shin etj.). *Kombajnë korrëse e shirëse. Kombajnë për vjeljen e pam-bukut.*
KOMBE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Trung druri me një zgavër përbrenda; zgërbonjë.
KOMBËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Bashkësi e qëndrueshme njerëzish, që i paraprin kombit e që ështëformuar historikisht gjatë shthurjes së marrëdhënieye fisnore në bazë të bashkësisë së gjuhës e të territorit, të bashkësisë së jetës ekonomike e të kulturës, e cila ka ardhur duke u zhvilluar e forcuar. *Kombësia shqiptare.*
*2.* Të qenët pjesëtar i një kombi. *Ndjenja e kombë-sisë. Kombësia dhe shtetësia e dikujt.*
3. *bised.* Komb.
KOMBËTAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me kombin, që i përket kombit, i kombit; që ka të bëjë me kom-bësinë, i kombësisë. *Pavarësia kombëtare. Zgjimi (çlirimi) koirtbëtar. Çështja kombëtare. Festë kombëtare. Flamuri kombëtar.*
*2.* Që shpreh veçoritë e një kombi, që karakterizon pjesëtarët e një kombi; që është krijuar nga pjesëtarët e një kombi. *Kultura kombëtare. Gjuha kombëtare. Arti kombëtar. Valle (veshje) kombëtare. Vetëdija kombëtare. Veçori (tipare) kombëtare.*
3. Që ka të bëjë me një shtet ose me një vend të caktuar, që i përket një shteti ose një vendi të cak-tuar, i vendit; ku marrin pjesë përfaqësues nga gjithë vendi; që përfaqëson gjithë vendin; shtetëror. *Kon-ferertëë kombëtare. Takim kombëtar. Kampionati kombëtar. sport. Ekipi kombëtar. sport,* ekipi që përbëhet nga sportistët më të mirë të një

vendi dhe e përfaqëson atë në garat sportive ndërkombëtare. *Skuadra kombëtare e futbollit. sport.*
*4. si em.* ~E, ~JA . Të qenët kombëtar, karak-teri kombëtar, veçoria kombëtare. *Kombëtarja në art (në letërsi).*
• Hero Kombëtar *shih te* HERO,~I. Pakicë kombëtare popullsia e huaj që bën pjesë në një shtet, ku shumicën dërrmuese e përbëjnë pjesëtarët e një kombi tjetër.
KOMBËTARIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOMBËTARIZOJ, KOMBËTARIZOHET.
*Kombëtarizimi i kulturës (i artit, i shkollës).*
KOMBËTARIZOHET *vetv. I.* Merr karakter kombëtar, merr tiparet e veçoritë kombëtare. 2. *Pës. e* KOMBËTARIZOJ.
KOMBËTARIZOJ *kal.,* ~OVA, —CAR. 1. I jap
karakter kombëtar, i jap veçori a tipare kombëtare; thelloj karakterin kombëtar. *Kombëtarizojnë kulturën (artin).*
2. Shtetëzoj. *Kombëtariiuan shoqëritë e huaja.*
KOMBINACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Kom-binim.
2. Lidhje që bëhet rastësisht, në rrethana të papa-rashikuara dhe zakonisht nuk ka një përfundim të qëndrueshëm; bashkim i rastit. *Kombinacion politik.*
KOMBINAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ndërmarrje e madhe industriale, e cila përfshin disa uzina a fa-brika që lidhen ndërmjet tyre nga prodhimi dhe nga procesi teknologjik; bashkimi i disa ndërmarrjeve të një dege të industrisë; ndërtesat e kësaj ndërmarrjeje. *Kombinati metalurgjik. Kombinati poligrafik. Kombi-nati ushqimor. Kombinati i lekstilit. Kombinati i drurit (i tullave).*
*2.* Makinë e ndërlikuar që kryen disa punë.
KOMBINEZON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Këmishë e brendshme grash, zakonisht prej pëlhure të hollë
e me rripa që kalojnë mbi supe. *Kombinezon i bardhë (bojë qielli). Kombinezon mëndafshi (najloni).*
KOMBIN IM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOMBINOJ, KOMBI-
NOHET. *Kombinimi i ngjyrave. Kombinimi i veprime-ve. Kombinimi i punës fizike me punën mendore.*
*2. sport.* Lëvizje a veprime të bashkërenduara të lojtarëve, që e bëjnë lojën me tërheqëse; kalime të topit nga një lojtar tek tjetri sipas rregullave të lojës. *Lojë me kombinime. Bëjnë kombinime të bukura.*
KOMBINOHET *libr. Pës. e* KOMBINOJ 1-4.
KOMBIN OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Bashkoj sipas një kriteri të caktuar dy a me shumë sende që kanë tipare të njëjta ose të ngjashme; rregulloj së bashku e gërshetoj gjëra që shkojnë e pajtohen njëra me tjetrën. *Kombinoj ngjyrat (figurat). Kombinoj shkronjat (tingujtj.*
*2.* Bëj njëkohësisht, krahas ose sipas një radhe të caktuar dy a me shumë punë, që mund të lidhen ndërmjet tyre e të plotësojnë njëra-tjetrën, gërshetoj. *Kombinoj punën fizike me punën mendore. Kombinoj studimet me pushimin.*
3. Merrem vesh me dike për të kryer veprime të përbashkëta ose për t'ia arritur një qëllimi të caktuar, bie në ujdi; bashkërendoj. *Kombinojnë veprimet (planet).*
4. *kim.* Bashkoj dy a me shumë trupa të thjeshtë në një përpjesëtim të caktuar për të përftuar një lëndë të re të përbërë.
KOMBISHT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjepër i vogël që nuk piqet me; kakaviç. 2. *fig.* Djalë i ri, i papjekur e pa përvojë, axhami.
KOMBLIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *anat. shih* LE-GEN,~In.
KOMÇ Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kopsë.
KOME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shtambë e madhe me dy veshë, që shërben për të mbajtur ujë ose verë; katruve.
KOMEDl,~A *m. sh.* ~, ~TË. 1. *let.* Lloj i gjinisë dramatike, që përfshin veprat me subjekt gazmor, të cilat godasin veset e sjelljet e këqija të njerëzve, duke i vënë ato në lojë e duke i bërë qesharake; tërësia e veprave të këtij lloji; vepër e këtij lloji që mund të shfaqet në skenë; shfaqja e kësaj vepre në skenë. *Komedi muzikore. Shkruan komedi. U shfaq një ko-medi.*
2. Ngjarje a ndodhi që të bën të qeshësh; veprim-tari qesharake; lojë a veprim që bëhet për të mash-truar a për të vënë në lojë dike ose për t'ia arritur një qëllimi të caktuar. *Komedia e zgjedhjeve në vendet kapitaliste. Çfarë komedie! Luan komedi.*
KOMEDIOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që
shkruan komedi. *Komediograf i shquar.*
KOMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Shpjegimi e vlerësimi që bëhet rreth një ngjarjeje shoqërore a politike; mendime e vërejtje që japim për një ngjarje, për një veprim, për një vendim etj. *Koment politik. Komente sportive. Komentet e shtypit (e radios). Ko-menti i javës. Pa koment. Bëj komentin. S^ka nevojë për koment.*
*2.* Shpjegimi e vlerësimi që i bëhet një shkrimi a njëtëksti, i shoqëruar zakonisht me shënime në fund të faqes dhe që ndihmon për ta kuptuar me mirë atë. *Koment letrar* analiza që i bëhet një vepre a cope let-rare për të vënë në dukje vlerat e saj ideore e artis-tike. *Koment i shkurtër (i hollësishëm).*
KOMENTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas k|
uptimeve të foljeve KOMENTOJ, KOMENTOHET.
*Komentimi i një ngjarjeje. Komentimi i një vepre (i një cope letrare).*
KOMENTOHET. *Pës. e* KOMENTOJ.
KOMENTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shpjegoj e vlerësoj një ngjarje shoqërore a politike, jap men-dime e vërejtje për një ngjarje, për një veprim, për një vendim etj. *Komentoj një ngjarje (të rejat). Ko-mentoj ndeshjen e futbollit.*
*2.* Shpjegoj e zbërthej një shkrim a një tekst, që të kuptohet me mirë përmbajtja e tij; pajis me shënime shpjeguese një shkrim a një tekst. *Komentoj një pjesë (një vjershë). Komentoj një vepër letrare.*
KOMENTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që shpje-gon e vlerëson një ngjarje politike a shoqërore në radio, në shtyp etj. *Komentues politik (sportiv). Koment ue si i radios (i shtypit).*
2. Ai që shpjegon e zbërthen një shkrim a një tekst që të kuptohet me mirë përmbajtja e tij; ai që pajis me shënime shpjeguese një shkrim a një tekst. *Ko-mentuesi i librit (i një vepre letrare).*
KOMETË,~A *m. sh.* ~A, ~AT *astr.* Trup qiellor që duket si një njollë e ndritshme mjegulle me një bërthamë vezulluese në mes dhe me një zgjatim në tfajtë bishti; yll me bisht. *Bërthama e kometës. Bishti i\ kometës. Shpërbërja e kometës.*
KOMIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Aktor që luan rfc)le komike, aktor komedish.
2. Ai që të bën të qeshësh me shakatë, me veprimet ej me sjelljen e tij, gaztor.
KOMIK,~E *ntb.* 1. Që ka të bëjë me komedinë, që i përket komedisë, i komedisë; që është karak-teristik për komedinë, që të bën të qeshësh me për-mbajtjen e saj (për një pjesë letrare, për një shfaqje teatrale, për një film

etj.)- *Teatri komik. Aktor komik. Role komike. Pjesë komike. Balet komik. Opera ko-iiike* komedi muzikore e gëzueshme, që të argëton. ifi7m *komik.*
2. Që të bën të qeshësh; prej korr.iku. *Njeri komik. Ngjarje (skenë) komike. Pamje (veshjej komike. Veprim komik.*
3. *si em.* ~E, ~JA. *let., art.* Veçori e botës erao-cionale që përshkon një vepër letrare ose artistike dhe që buron nga mospërputhja ndërmjet asaj që para-qitet dhe së vërtetës, ndërmjet fjalëve dhe veprave etj., duke krijuar pamje e situata qesharake. *Tra-gjikja dhe komikja. Pasqyrimi i komikes në art.*
KOMINË,~A . *kryes. sk.* ~A, ~AT. Bërsi rru-shi; bërsi. *Hedh kominat.*
KOMINOSHE,~T . *vet. sh.* Veshje e sipërme prej doku, që përbëhet r.ga pantallonat e bluza të qepura së bashku dhe që mbahet mbi rrobat e tjera gjatë punës; rroba pune. *Kominoshe doku. Punëtor me kominoshe. Ve-ih (mbërthej) kominoshet.*
KOMISAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *usht,* Udhëheqës *i* punës politike të Partisë në një njësi ushtarake.
përgjegjës kryesor në komandë, që merret me eduki-kimin politik e luftarak. *Komisar politik. Komisarët e kuq (partizanë). Komisari i çetës (i batalianit i brigades, i divizionit, i njësisë). Detyra e komisar it.*
*2.* Udhëheqës i punës politike dhe edukuese rië brigadat e vullnetarëve që kryejnë aksione për ndër-timin e vendit. *Komisari i aksionit (i sektorit, i brigades).*
3. Njeri i ngarkuar me detyra të veçanta shtetë-rore nga organet qendrore për një kohë të caktuar; nëpunës i lartë që drejton një fushë të caktuaf të veprimtarisë' shtetërore (në disa vende të tjera). *Komisar i lartë. Komisarët e popullit. Komisar për ar-simin. Këshilli i komisarëve.*
4. Shef i një seksioni të policisë (në disa shtete të tjera). *Komisari i policisë.*
• Komisar i dritës *lart. shih te* DRITË,~A 6-
KOMISARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KOMISAR, ~I i,2. *Komisare e çetës (e kompanisë, e ba-talionit, e brigades).*
KOMISARIAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Organ shtetëror, që kryesohet nga një komisar (në disa vende të tjera). *Komisariati për arsimin.*
*2.* Zyra e komisarit të policisë (në disa shtete të tjera). *Komisariati i policisë.*
KOMISION,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Grup njerëzish të zgjedhur a të caktuar për të hetuar, për të shqyrtuar ose për të studiuar një çështje, për të përgatitur një material, për të kontrolluar një punë etj. *Komision qendror. Komision përgatitor (organi-zues). Komisioni ekonomik. Komision mjekoligjor. Komisioni i garave (i konkursit). Komisioni i hartimit të rregullores. Komisioni i provimit (i pranimit). Anë-tarët e komisionit. Kryetari i komisionit.*
*2.* Organizëm i përhershëm ose i përkohshëm, që krijohet pranë një organi shtetëror ose organizate shoqërore dhe që merret me ndjekjen e një veprim-tarie të caktuar. *Komisionet e Kuvendit Popullor. Komisionet e Këshillit Popullor. Komisioni i verifikimit të mandateve. Komisionet e zgjedhjeve.*
3. Organ qendror shtetëror, i ngarkuar me detyra e me funksione të veçanta; ndërtesa ku punon ky organ. *Komisioni i Planit të Shtetit* organ qendror që merret me planifikimin e ekonomisë dhe të kul-turës pbpullore në shkallë korabëtare" dhe që ndjek e kontroilon plotësimin e detyrave të planit të shtetit. *Komisioni i Kontrollit të Shtetit.*
KOMISION,~I ii *m. sh.* ~E, ~ET. Shitja e një sendi ose e një malli të dikujt, duke i mbajtur pronarit një përqindje për ndërmjetësimin. *Dyqan me komision.*
KOMISIONAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *treg.* Ai që kundrejt një shpërblimi bën punën e ndërmjetësit midis dy palëve, kur Hdhin një rnarrëveshje tregtare; ai që merret me shitjen dhe bierjen e një sendi ose te një malli për llogari të tjetërkujt dhe merr prej tij një shpërblim të caktuar (në vende të tjera). *Ko-misioriar shëtitës.*
KOMIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Kryengritës qe diite malit e luftonte për lirinë e atdheut dhe për drejtësi shoqërore kundër shtypësve e shfrytëzuesve. *Çeta e komitëve. Doli komit.*
KOMITET,~I *m. sh.* ~Es ~E1\ I. Organ drej-tues politik i njc partie ose i një organizate shoqërore; organ drejtues i pushtetit shtëtëror; ndërtesa ku është vendosur ky organ. *Komiteti Qendror i PPSH. Ko-miteti ekzekutiv. Komiteti i partisë. Komiteti i rinisë. Komiteti Antifashist Nacionalçlirimtar. hist, Komiteti i kulturës dhe i arteve. U zgjodh komiteti. Shkoi në komitet.*
2. Grup njerëzish i zgjedhur a i caktuar për drej-timin e punëve në fusha të ndryshme të veprimtarisë shoqërore; komision. *Komiteti organizues (drejtues). Komiteti i prindërve. Komiteti i fizkultwës.*
KOMIZËM,~MI *m.* 1. Ana komike a qesharake e një ngjarjeje, e një gjendjeje etj.; ajo që e bën qesharake diçka. *Komizmi i një ndodhie (i një gjendjeje).*
2. *let., art.* Ana komike në një vepër letrare ose artistike, ajo që e bën komike një vepër, karakteri komik i saj. *Në aktin e fundit arrin kulntin e komizmit.*
KOMO,~JA . *sh.* ~, ~TË. Dollap i ulët me disa sirtarë të gjerë, të vendosur njëri mbi tjetrin, ku za-konisht mbahen ndërresa, çarçafë etj. *Komo me pas-qyrë. Sirtarët e komosë. Vë (fut) në komo.*
KOMODINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dollap i -vogël me një të ndarë kryesore e me një sirtar, që vendoset zakonisht pranë shtratit për të mbajtur sende të përdorimit vetjak. *Sirtari i komodinës. Aba-zhur komodine. Krevat me komodinë të bashkuar.*
KOMPAKT,~E *mb.* 1. Që përbëhet nga grimca të ngjeshura mirë (për trupat); i rrasur mirë, i ngjeshur fort si një e tërë e njëjtë dhe e pandarë. *Masë kom-pakte. Tokë kompakte. Gome (shollë) kompakte.*
*2. fig.* Që përbëhet nga pjesëtarë të Hdhur e të bashkuar ngushtë si një trap i vetëm rreth një ideje, ideali a qëllimi të përbashkët; që ka fry me bashkimi, njësie, disipiine të shëndoshë; që bën veprime të bash-kërenduara mirë për një qëllim të njëjtë. *Parti kompakte. Kolektiv (grup) kompakt.*
KOMPAKTËSI,~A I. Të qenët i rrasur dhe i ngjeshur fort, të qenët kompakt, vetia e asaj që është kompakte; gjendje kompakte (për trupat); ngjeshuri. *Kompaktësia e tokës.*
*2. fig.* Të qenët i përbërë nga pjesëtarë të lidhur c të bashkuar ngushtë si një trup i vetëm rreth një ideje, ideali a qëllimi të përbashkët; gjendje që ka-rakterizohet nga një frymë e forte bashkimi, njësie e disipiine të shëndoshë. *Kompaktësi ideologjike (politike). Kompaktësia e Partisë. Kompaktësia e kolektivit. Forcojmë kompaktësinë.*
KOMPANI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *usht.* Nënrepart ushtarak i përbërë prej disa togash. *Kompania e,parë (e dytë).*

*Komandanti (komisari) i kompanisë. Rreshtoj (mbiedh) kompaninë.*
2. Grup i organizuar, i përbërë prej rreth 30-40 pionierësh në shkollë ose në kampe pushimi; grup vullnetarësh në një aksion. *Udhëheqësi (komandanti) i kompanisë. Shtabi i kompanisë. Mbledhja e kompanisë. Gara ndërmjet kompanive.*
*3. përmb., keq.* Pasuesit e dikujt, ata që shkojnë verbërisht pas dikujt ose që bashkëpunojnë më të për qëllime jo të mira; ata që i mbajnë ison dikujt, që janë njësoj si ai, që mendojnë e veprojnë njësoj si ai. *N.N. e kompani.*
KOMPAS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vegël me dy krahë që hapen e mbyllen, e cila përdoret për të bërë
rrathë, për të matur madhësinë e një këndi etj. *Kont-pas ndarës. Kompas prej druri (prej me tali). Kompas për të vegjlit. Maja e kompasit.*
*2. vjet.* Busull. *Kompas magnetik. Gjilpëra e kompasit.*
KOMPENSATË,~A  Fletë e hollë dërrase, që përbëhet nga dy a tri shtresa më të holla, të ngji-tura kryq e të ngjeshura njëra mbi tjetrën dhe që përdoret për orendi të ndryshme e në ndërtim. *Dru (trup) për kompensatë. Një fletë kompensatë. Vesh (zë, mbyll, shtroj) me kompensatë.*
KOMPETENCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Njohuri të thella, të plota e të përpikta që ka dikush në një fushë të dijes ose për një problem të caktuar dhe që i japin atij siguri; aftësi. *Flet me kompetencë.*
2. E drejtë që ka dikush për të zgjidhur një çështje në bazë të ligjeve e të rregullave në fuqi; rrethi i çësht-jeve që mund të shqyrtojë e mund të zgjidhë një organ shtetëror a një zyrtar i caktuar. *Kompetenca li-gjore. Kompetencat e ministrisë (e drejtorisë, e gjyqit). Në kompetencën e... Jashtë kompetencave të mia. Ka kompetencë. Zgjefoj (ngushtoj, kufizoj) kompetencat e dik ujt.*
KOMPETENT,~E *mb.* 1. Që ka njohuri të thella, të plota e të përpikta në një fushë të dijes, që e njeh mirë një çësht je dhe është i sigurt; i aftë. *Njeri kom~ petent. Gjuhëtar (ntfek) kompetent.*
*2.* Që ka të drejtën për të zgjidhur një çështje sipas ligjeve e rregullave në fuqi; gë e ka në dorë të ven-dosë për një çështje. *Organi kompetent. Përfaqësues kompetent.*
KOMPILIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr. I.* Veprimi sipas kuptimit të foljes KOMPILOJ.
2. Punim a artikull i hartuar duke marrë e duke ndërthurur materiale ose pjesë punimesh të autorëve të tjerë. *Bën kompilime. Është kompilim.*
KOMPILOJ *kat.,* ~OVA, ~CAR *libr.* Bëj një punim a hartoj diçka duke marrë e duke ndërthurur materialet ose pjesë punimesh nga autorë të tjerë; përmbledh të dhënat e njohura më parë duke i bashkuar e duke i sistemuar; bëj një kompilim.
KOMPLEKS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e elementeve përbërëse të diçkaje, që lidhen ngushtë ndërmjet tyre dhe plotësojnë njëri-tjetrin; tërësi veprash, sendesh, dukurish ose veprimesh të lidhura e të gërshetuara mirë; tërësi. *Kompleks arkitektonik (skulpturor). Kompleks sportiv (gjimnastikor). Kompleks industrial (bujqësor, ushqimor). Kompleksi i konvikteve. Kompleks sëmundjesh. Kompleks detyrash (problemesh, masash). E pa çështjen në kompleks.*
*2.* Grup i vogël instrumentistësh ose këngëtarësh me zëra që shkojnë njëri me tjetrin. *Kompleksi vokal (instrumental). Kompleksi i vajzave (i burrave). Kën-don kompleksi.*
KOMPLEKS, ~E *mb.* Që ka disa elemente përbërëse të lidhura ngushtë ndërmjet tyre; që përbëhet nga një grup sendesh, dukurish a veprimesh; jo i thjeshtë, i ndërlikuar. *Ekonomi (bujqësore) komplek-se. Ushtrime komplekse. Makinë komplekse. Meka-nizëm kompleks. Brigade komplekse* brigade prodhimi që krijohet në raste të veçanta me punëtorë të degëve të ndryshme.
KOMPLIMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Fjalëtë mira lavdëruese, që i thuhen dikujt ndër sy për t'i bërë qejfin; lajkë. *Kompliment i hapët (i hollë). bëri komplimente. I pëlqenin komplimentet. Pa kom-plimente.*
KOMPLOT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Marrëveshje e fshehtë, e lidhur në mënyrë të pabesë ndërmjet tfisa njerëzve ose grupeve për qëllime e veprime të caktuara politike, ushtarake etj. në dëm të shtetit; bashkërendim veprimesh me një tjetër prapa shpinës së dikujt e në mënyrë të pabesë për ta vrarë ose për ta dëmtuar. *Komplot i madh. Komplot ushtarak (kundër-revolucionar, diplomatik). Komplot kundër shtetit (kundër qeverisë). Bëjnë (thurin, përgatitin, organizojnë) komplote. Zbuloi (shpartalloi) komplotin. Dështoi komploti.*
KOMPLOTIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merr pjesë në një komplot; ai që bën a thur komplote. *~Dënimi komplotistëve.*
KOMPLOTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj a
thur një komplot kundër dikujt, kundër shtetit a <jeverisë.
KOMPONENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Secila nga pjesët përbërëse të një të tëre; secila nga pjesët për-bërëse të procesit mësimor dhe edukues në shkollë <mësim — punë prodhuese — edukim fizik e ushtarak), që lidhen ngushtë ndërmjet tyre si një njësi e vet me; pjesë përbërëse, përbërës. *Komponenti i parë (i dytë...). Komponent i rëndësishëm. Komponentët e filmit. Tre.komponentët e shkollës. Komponentët e ores së mësimit-*
KOMPOSTIM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOMPOSTOJ, KOMPOSTO-HET. *Kompostimi i plehrave organike. Gropat e kom-postimir.*
KOMPOSTO,~JA . *sh.* ~, ~T. Ëmbëlsirë e lëngshme e përgatitur me pemë të thata ose të njo-ma, të ziera për pak kohë në ujë me sheqer. *Komposto me kumbulla (me qershi, me mollë, me kajsi). Kavanoz me komposto.*
KOMPOSTOHET *bujq. Pës. e* KOMPOSTOJ.
KOMPOSTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bujq-* Bëj pleh duke përzier mbeturina të ndryshme organike me dhe a me lëndë minerale dhe duke i lënë të zjarr-tisen e të kalben mirë. *Kompostoj pleh.*
KOMPOZICION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *let., art.* 1. Ndërtimi i brendshëm i një vepre letrare, muzikore a artistike, që përcaktohet nga synimi për të zbuluar me mirë idenë e veprës; mënyra si janë lidhur e si janë vendosur pjesët përbërëse të veprës. *Kompo-zicioni i romanit (i pikturës, i një opere).*
*2. shih* KOMPOZIM,~I 2
KOMPOZIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *art., muz.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOMPOZOJ, KOMPOZOHET. *Kompozimi i operës.*
*1.* Vepër a pjesë muzikore. *Kompozim orkestral (simfonik).*
3. Pikturë a skulpturë me një ndërtim të posaçëm, ku figurat a elementet përbërëse janë të lidhura ngushtë në

një njësi të vetme dhe shprehin qartë përmbajtjen ideore e artistike të veprës. *Kompozim skulpturor.*
4. *gjuh.* Bashkimi i dy a me shumë temave ose fja-lëve për të formuar një fjalë të re. *Fjalë të formuara nëpërmjet kompozimit.*
KOMPOZlTË,~A *sh.* ~A, ~AT *gjuh.* Fjalë e përbërë, e formuar nga bashkimi i dy a me shumë temave ose fjalëve në një njësi të vetme fonetike, leksikore e gramatikore (p.sh. asnjëherë, ballafaqe, bashkatdhetar, domosdo, kurdoherë, ndonjëherë, ze-mërgur etj.). *Kompozita përcaktuese (këpujore, pro-nësore, dëshirore).*
KOMPOZITOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që kri-jon vepra muzikore, ai që kompozon. *Kompozitor i shquar (i madh, i njohur). Kompozitorët tanë. Kont-pozitorët e rinj.*
KOMPOZITORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KOMPOZITOR,~I.
KOMPOZOHET *art., muz. Pës. e* KOMPOZOJ.
KOMPOZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *muz.* Kri-joj një pjesë a një vepër muzikore. *Kompozoj një këngë (një operë, një simfoni).*
*2. art.* Krijoj një vepër artistike, të përbërë nga disa pjesë a elemente që ndërthuren së bashku. *Kompozoj një kompleks skulptwor.*
KOMPRADORE *mb. libr.* Borgjezia kompradore: borgjezia e madhe e një vendi, e cila kryen rolin e ndërmjetësit midis kapitalit të huaj dhe tregut të brendshëm, lidhet ngushtë me kapitalin e huaj dhe i shërben atij si agjenturë (në disa vende koloniale e të varura).
KOMPRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Leckë e lagur me ujë ose me ndonjë bar, e cila vihet në një pjesë të trupit për të lehtësuar dhembjen, për të ndaluar ënjtjen a për qëllime të tjera mjekimi. *Kompresë e ngrohtë (e nxehtë, e ftohtë). Kompresa me akull. Vë kompresa. Ndërroj (heq) kompresën.*
KOMPRESOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *tek.* Pajisje që shërben për të ngjeshur a për të shtypur ajrin, avullin ose gazrat; ngjeshës. *Kompresor ajri.- Ci-lindri (pistoni) i kompresorit.*
KOMPROMETIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KOMPRO-METOJ, KOMPROMETOHET.
KOMPROMETOHEM *vetv. 1.* Prish a dëmtoj emrin tim të mirë, njollos veten para të tjerëve; e vë veten në rrezik a në gjendje të vështirë, duke marrë pjesë drejtpërdrejt ose tërthorazi në veprime që dë-nohen nga shoqëria a nga shteti, duke u lidhur me njerëz të dyshimtë etj.; përlyhem në punë jo të nder-shme. *U komprometua keqas.*
2. *Pës. e* KOMPROMETOJ.
KOMPROMETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I prish a i dëmtoj dikujt emrin e mirë, e njollos dike para të tjerëve; e vë në rrezik a në gjendje të vështirë dike, duke e bërë të marrë pjesë drejtpërdrejt a tërthorazi në veprime që dënohen nga shoqëria a nga shteti, duke e lidhur me njerëz të dyshimtë etj.; e përlyej dike duke e ngatërruar në punë jo të ndershme. *E komprometoi botërisht. E komprometoi me ryshfete (me para, me dhurata).*
KOMPROMETUES,~E *mb.* Që të komprome-ton; që bëhet për të komprometuar dike. *Letër kom-prometuese. Material (dokument) komprometues. Vepër komprometuese.*
KOMPROMIS,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Mai-ëveshje që arrijnë dy pale kundërshtare duke i bërë lëshime njëra-tjetrës, pajtim me lëshime. *Kompromis i palejueshëm. Kompromis politik. Politika e kompro-misit. Luftë pa kompromis. Nuk bëjmë kompromis me armikun. Ka kompromis dhe kompromis.*
KOMPROMISAXHI,~U *rrt. sh.* ~NJ, ~NJTË *keq.* Ai që bie në marrëveshje me dike duke i bërë lëshime; ai që ka prirje të bëjë kompromise të pa-lejueshme.
KOMSHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Fqinj. *Jam komshi me dike. E kam komshi.*
KOMTË (i,e) *mb.* Që është bërë a është thurur me qime kali, që është bërë prej komi. *Site e komtë. Litar (thes) i komtë.*
KOMUNAL,~E *mb.* 1. Që lidhet me ndërtimin, me rregullimin dhe me mirëmbajtjen e rrugëve, të ujësjellësve, të ndërtesave publike, të parqeve e të lulishteve etj.; që lidhet me shërbime të ndryshme (larje, rregullime, pastrime etj.) brenda në qytet a në fshat; që bën këto punë a merret me këto shërbime. *Punë (punimë, ndërtime) komunaie. Ndërmarrja e shërbimeve komunaie.*
2. Që i përket njësisë administrative lokale, i ko-munës; që ka të bëjë me këtë njësi (në vende të tjera; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Rrugë komunaie. Toka komunaie. Shkolla komunaie.*
3. *si em.* ~E, ~JA . *bised.* Ndërmarrja e shërbimeve komunaie. *Komunalja e qytetit. Tekniku (in-xhinieri) i komunales. Punëtorët e komunales.*
KOMUNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. edhe *hist.* Njësi administrative lokale, që përfshin zakonisht disa fshatra ose një krahinë; organ shtetëror lokal i një njësie të tillë; ndërtesa ku është vendosur ky organ (në disa vende të tjera; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Tokat e komunës. Ekonomia e komunës. Vendimet e komunës. Kryetari i komunës. E thirrën në komunë.*
*1. ek.* Forma më e lartë e bujqësisë kolektive, në të cilën bëhet shoqërizimi i plotë i të gjitha mjeteve të prodhimit, të konsumit e të shërbimit.
3. Bashkësi. *Komuna primitive. Komuna fisnore. Komunë fshatare.*
*ir* Komuna e Parisit *hist,* shtet revolucionar i ma-save punonjëse, që U krijua në Paris pas fitores së re-volucionit të vitit'1871 dhe që ishte përpjekja e parë në botë për të vendosur diktaturën e proletariatit.
KOMUNIKACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Sistemi i rrugëve dhe i llojeve të ndryshme të ndërlidhjes tokësore, detare e ajrore në një vend ose ndërmjet disa vendeve; tërësia e mjeteve, që sigurojnë lëvizjen e njerëzve e të mallrave, bisedimet e marrëveshjen e njerëzve në largësi etj.; sistem për transportin e mallrave dhe për lëvizjen ose ndërlidhjen e njerëzve. *Komunikacion tokësor (detat, ajror). Komunikacion hekurudhor (automobilistik). Rrugët e komunikacionit. Mjetet e komunikacionit. Mimstria e komunikacioneve.*
KOMUNIKATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Njoftim zyrtar për çështje të rëndësishme kombëtare ose ndër-kombëtare, që bëhet botërisht me anë të shtypit, të radios etj., kumtim. *Komunikatë zyrtare. Komunikatë ushtarake. Sipas një komunikatë.*
*2. hist.* Fletë e shtypur që nxirrej rregullisht nga organet e Partisë Komuniste Shqiptare gjatë Luftës
Nacionalçlirimtare, ku jepeshin nj of time për luftën e popullit tone kundër pushtuesve fashistë e kundër tradhtarëve të vendit dhe për luftën antifashiste të

popujve të tjerë. *Komunikatat e para. Shpërndarja e komunikatave.*
KOMUNIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KOMUNIKOJ, KOMUNIKOHET. *Komunikim i heshtur. Mjet ko-munikimi. Procesi (akti) i komunikimit.*
2. Njoftim i shkurtër me gojë a me shkrim; kumtim, lajmërim.
KOMUNIKOHET. *Pës. e* KOMUNIKOJ i.
KOMUNIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* I. Njof-toj, kumtoj.
2. *jokal.* Hyj në lidhje me dike; shkëmbej mendime me dike; merrem vesh mirë me dike, gjej një gjuhë të përbashkët, kuptohem mirë me të. *Komunikon me lexuesin (me spektatorin). Di të komunikojë me masat.*
KOMUNIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që është i mbrujtur me idetë e me parimet e komunizmit shken-cor dhe vepron me besnikëri sipas këtyre ideve e pa-rimeve; ai që me ndërgjegje të lartë përkrah pro-gramin e partisë komuniste dhe lufton për ta vënë atë në jetë.
2. *bised.* Anëtar i Partisë së Punës të Shqipërisë; anëtar i një partie komuniste. *Komunist i orëve të para. Cilësitë e komunistit. Shembulli i komunistëve. Është komunist.*
3. Njeri që me ndërgjegje të lartë përkrah progra-min e partisë komuniste dhe lufton për ta vënë atë në jetë. *Është komunist i vërtetë.*
KOMUNIST,~E *mb.* 1. Që i përket komunizmit, që përmban e shpreh idetë e komunizmit, që është veçori e komunizmit; që ka të bëjë me komunizmin, me mbrojtjen dhe zbatimin e tij; që përbëhet nga ithtarë të komunizmit. *Me fry me komuniste. Puna komuniste. idetë komuniste. Lëvizja komuniste. Parti komuniste.*
2. Që është i mbrujtur me parimet e komunizmit dhe vepron me besnikëri sipas këtyre parimeve, që është ithtar i komunizmit. *Revolucionarë komuniste. Udhëheqësit komuniste.*
3. Që është ndërtuar sipas parimeve të komunizmit. *Shoqëria komuniste.*
KOMUNISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KOMUNlST,~I. *Shembulli i komunistes. Është komuniste.*
KOMUNITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* BASH-KESI,~-'A 1,3.
2. Grup njerëzish që kanë të njëjtin besim e që drejtohen nga një organizatë fetare, e cila zakonisht njihet e përkrahet nga shteti (ns vendet ku vepron feja). *Komunitet fetar. Komuniteti mysliman. Komuni-teti bektashian.*
• Komuniteti primitiv forme organizing e shoqërisë pa klasa në komunizmin primitiv, që mbësh-tetej në pronën kolektive mbi mjetet e prodhimit, në shpërndarjen e barabartë të tij dhe në vetëqeve-risjen e brendshme; bashkësi primitive.
KOMUNlZËM,~MI *m.* 1. Rendi ekonomiko-shoqëror me i lartë, që vjen pas kapitalizmit, pas fitores së revolucionit proletar dhe vendosjes së dik-taturës së proletariatit, ku sundon plotësisht pronae përbashkët mbi mjetet e prodhimit dhe ku është 2hdukur shfrytëzimi i njeriut prej njeriut dhe shtypja kpmbëtare; faza e dytë, faza më e lartë e këtij rendi (pas ndërtimit të plotë të socializmit), ku nuk ka me klasa e ku sundon tërësisht prona e gjithë popullit mbi mjetet e prodhimit, ku marrëdhëniet në prodhim, fprcat prodhuese e ndërgjegjja e njerëzve arrin një zhvillim shumë të lartë, ku sigurohet barazia e plotë sIioqërore e të gjithë anëtarëve të shoqërisë, zhduken dallimet thelbësore ndërmjet qytetit e fshatit, ndërmjet punës fizike e punës mendore dhe ku vepron parimi “? ecili sipas aftësive, secilit sipas nevojave”. *Ndër-titesit e komunizmit. Faza e parë e komunizmit është socializmi. Shkojmë drejt komunizmit.*
2. *bised.* Lëvizja komuniste. *Komunizmi ndërkombë-tar.*
Komunizmi shkencor teori shkencore Tevolucionare e klasës punëtore, njëra nga tri pjesët perbërëse të marksizëm-leninizmit, që vërteton pash-rnangshmësinë e zhdukjes së shoqërisë kapitaliste e të fitores së shoqërisë komuniste nëpërmjet revo-lucionit proletar, jep ligjësoritë e përgjithshme të kalimit nga kapitalizmi në komunizëm dhe të ndërtimit të shoqërisë komuniste nëpërmjet vendosjes së diktaturës së proletariatit. Komunizmi utopik një varg doktrinash paramarksiste, të cilat nuk mbësh-teteshin në ligjet objektive të zhvillimit të shoqërisë, por niseshin nga dëshirat dhe ëndërrimet për të kri-juar një shoqëri pa klasa, me barazi ekonomike e shoqërore pa kryer revolucionin proletar dhe pa ven-dosur diktaturën e proletariatit. Komunizmi i luftës politikë ekonomike e zbatuar nga pushteti sovjetik në kohën e luftës civile e të intervencionit, sipas së cilës fshatarët i dorëzonin shtetit të gjitha tëpricat e prodhimeve ushqimore me një çmim të caktuar. Komunizmi primitiv rendi i parë ekonomiko-shoqëror në periudhën e lashtë fisnore kur nuk kishte klasa, i cili mbështetej në pronën e përbashkët mbi mjetet e prodhimit e mbi produktet <jhe në vetëqeverisjen e brendshme.
KON,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeom.* Trup gjeo-rnetrik në trajtën e një hinkë të përmbysur, që for-rhohet duke rrotulluar një trekëndësh kënddrejtë rreth njërit prej kateteve të tij. *Trung koni. Baza (lar-Jësia) e konit. Kulmi i konit. Vëllimi i konit. Në trajtë koni.*
*1.* Send që ka trajtën e këtij trupi gjeometrik. *Ifoni i vullkanit.*
KONAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet. 1.* Vend shër-bimi a bujtinë ku mund të hanin e të kalonin natën lidhëtarët gjatë një udhëtimi. *Kërkonin (zinin) konak.*
*2.* Dhomë a kthinë zakonisht në katin e parë të shtëpisë, që shërbente për të pritur miqtë; dhomë. *Konaku i shtëpisë. Konaku i zjarrit. Ka konak me vete. Shtëpi me tre konakë.*
3. Shtëpi banimi, banesë; familje. *Konak i madh (i ri). Hapi çeli konak* bëri shtëpi të re; krijoi familje, u martua. *fiku (i shoi) konakun. E mbante konakun hapur. E kishte konakun plot.*
• Fjalë (vërejtje) me konak fjalë (vërejtje) e thënë rtie vend, fjalë a mendim i pjekur që zë vend. Bëri konak shkoi mysafir diku; shkoi diku për të kaluar natën. Iu be konak *dikujt* e strehoi dike; e ndih-moi që të fshihet në shtëpinë e tij. Sheh tym e bën konak *iron,jhih tek* TYM,~I.
KONCENTRAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Ush-
qim i thatë për njerëz, i përpunuar me mënyra të ndryshme, që përdoret për gatime të shpejta. *Pro-dhimi i koncentrateve.*
2. *bujq.* Ushqim i thatë në trajtë krundesh, gëzhu-tash etj., që ka vlera të larta ushqyese dhe që përdoret për të rritur peshën dhe pjellorinë e kafshëve. *Sigurimi i koncentrateve. Ushqehen me koncentrate.*

3. *min.* Mineral i paster, që përftohet duke i hequr lëndët e huaja; mineral i pasuruar. *Koncentrat bakri (kromi). Reparti i koncentrateve. Nxjerrja e koncen-tratit.*

KONCEPT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e ve-tive a e tipareve më të përgjithshme e më të qenë-sishme të një sendi, dukurie etj. ose të një klase sen-desh, dukurish etj. të botës reale, të përgjithësuara mendërisht e të pasqyruara në vetëdijen tone si forme e të menduarit; nocion. *Koncept shkencor (materialist). Koncept filozofik (politik, ekonomik). Koncepti i vijës (i katrorit, i kubit). Koncepti i vlerës.*

2. Tërësia e pikëpamjeve dhe e mendimeve të një njeriu, të një grupi shoqëror a të një klase për një çështje ose për dukuri të ndryshme të jetës shoqërore; pikëpamje, mendim, ide. *Koncepte revolucionare (per-parimtare). Koncepte të reja. Koncepte të vjetra (pra-panike, borgjeze, mikroborgjeze, intelektualiste, kon-servatore, liberate). Luftojmë kundër koncepteve të huaja.*

3. Përpilimi paraprak i një shkrese, duke dhënë përmbajtjen kryesore të saj. *Koncepti i shkresës. Bëj konceptin.*

KONCEPTOHET. *Pës. e* KONCEPTOJ. *As që mund të konceptohet.*

KONCEI"TOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Arrij të përgjithësoj mendërisht vetitë a tiparet më të përgjithshme e me thelbësore të një sendi, dukurie etj. ose të një klase sendesh, dukurish etj. të botës reale dhe t'i pasqyroj ato në vetëdijen time; arrij të for-moj një koncept të qartë për sende a dukuri të botës reale; kam këtë ose atë pikëpamje për diçka. *Kon-ceptoj një dukuri. E koncepton drejt jetën.*

*2.* Arrij të kuptoj a të marr vesh një mendim të shfaqur nga dikush, një detyrë, një qëllim etj.; arrij të hyj në brendi të diçkaje. *Nuk e koncepton dot.*

3. Përpiloj në dorë të parë një shkress, duke dhënë përmbajtjen kryesore të saj. *Konceptoj shkresën.*

KONCERN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Monopol ka-pitalist, i formuar nga bashkimi i disa ndërmarrjeve a i disa degëve të ndryshme të industrisë, të tregtisë etj. me interesa të përbashkëta, ku rolin drejtues e kontrollues e luan grupi i kapitalistëve më të më-dhënj që ka në dorë kapitalin financiar. *Koncern ndërkontbëtar;*

KONCERT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shfaqja e një vepre muzikore ose e një programi artistik me pjesë të ndryshme muzikore, me këngë, me valle etj. *Kon-cert simfonik. Koncertet e majit. Koncert në radio (në televizion). Koncert me muzikë popullore. Koncert sipas kërkesave të dëgjuesve. Programi i kon-certit. Sallë koncertesh. Shkoj në koncert. Shoh (dë-gjoj) një koncert. U dha një koncert.*

*2:* Vepër e madhe muzikore, që është kompozuar për një vegël (për violinë, për piano etj.) të shoqëruar nga orkestra. *Koncert për piano (për violinë, për vio-lonçel).*KONCESION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Marrëveshje që bëhet zakonisht ndërmjet një shteti kapitalist të fuqishëm dhe një shteti tjetër më të dobët ose ndërmjet qeverisë së një shteti kapitalist dhe një sipër-marrësi privat për të shfrytëzuar pasuritë natyrore, tokësore ose nëntokësore të një vendi ose të një kra-hine, për të krijuar ndërmarrje industriale etj. *Kon-cesion skllavërues. Nuk lejojmë asnjë lloj koncesioni.*

KONDAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Qytë (pushke, automatiku etj.)- *Kondaku i pushkës (i çiftes, i mitra-lozit). E goditi (i ra) me kondak.*

2. *kryes. sh. vjet.* Ndriza; shpërgënj. *E lidhnin Jëmijën me kondaki. Lanin kondakët.*

• Luajti nga kondaku luajti mendsh, u çmend.

KONDENSATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. *tek.* Aparat i posaçëm në makinat me avull, që shërben për të ftohur avullin dhe për ta kthyer atë në ujë. *Gypi i kondensatorit. Pajis me kondensator.*

*2. elektr.* Aparat i posaçëm, i përbërë nga dy për-cjellës a pllaka metalike me lëndë të veçantë, që shërben për të grumbulluar energji elektrike. *Kondensator elektrik. Kondensatori telefonik.*

3. *opt.* Thjerrëz a sistem thjerrëzash që mbledh rrezet e dritës në një sipërfaqe të vogël ose në një pike të caktuar.

KONDITË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* Kusht.

KONDUKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* SHO-QËRUES,~I2. *Konduktori i vagonit (i trenit).*

KONDUKTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KONDUKTOR,~I.

KONE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Këlysh qeni. *Është si kone* është me trup të vogël e të brishtë, është i dobët e shëndetlig. *Ha si kone* ha fare pak, nuk ka oreks.

2. Qen me trup të vogël, që mbahet zakonisht në shtëpi. *Kone e bardhë. Kone leshtore. Leh (kuis) konia.*

KONFEDERATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bashkim i disa shteteve borgjeze, që ruajnë një fare pavarësie, nën një pushtet qendror të përbashkët; bashkim i disa organizatave shoqërore në një të vetme; federate, bashkim. *Shtetet e konfederatës. Hyri në konfederatë. Konfederata e punës.*

KONFERENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mbledh-je e gjerë me karakter kombëtar a ndërkombëtar ku marrin pjesë përfaqësues të organizatave politike, shoqërore, shkencore etj., ose përfaqësues të shteteve të ndryshme, të cilët shqyrtojnë çështje të veçanta që kërkojnë zgjidhje. *Konferencë kombëtare (ndër-kombëtare). Konferencë shkencore (përkujtimore). Kon-Jerenca e Partisë. Konferenca e novatorëve. Konferenca e parë (e dytë) e studimeve albanologjike. Punimet (vendin;et) e konferencës. Pjesëmarrësit e konfere-ncës.*

*2.* Organi me i lartë i Partisë ose i një organizate shoqërore në rreth a në rajon. *Konferenca e Partisë. Konferenca e Bashkimeve Profesionale.*

3. Fjalim që mbahet në mbledhje të gjera për një problem të veçantë politik, shkencor, letrar etj.

AT I mban Conference *dikuj t iron, shih te* MBAJ. Konferencë shtypi *shih te* SHTYP,~$I_2$.

KONFISKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KONFISKOJ, KONFISKOHET.

*Konfiskimi i pasurisë (i shtëpisë, i mallit, i tokës). Konfiskimi i gazetës (i revistës).*

KONFISKOHET. *Pës. e* KONFISKOJ.

KONFISKOJ *kal.,* ~OVA ~CAR. la marr pa shpërblim pronat a pasurinë një të dënuari me ven-dim gjyqi, një të pasuri ose një kulaku dhe e bëj prone të shtetit; vë dorë, si organ shtetëror mbi mallin që qarkullon kontrabandë; heq nga qarkullimi ose ndaloj shitjen e një gazete, të një botimi etj. (në vendet ka-pitaliste e revizioniste).

KONFLIKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Mosmarrë-veshje e thellë ndërmjet dy njerëzve a dy palëve, ndesh-je e ashpër; acarim i marrëdhënieve ndërmjet dy shteteve që çon deri në'luftë të armatosur. *Konflikt fa-miljar (shoqëror). Konflikt i armatosur. Vatër konflikti. Zbulimi (thellimi) i konfliktit. Zbutja (zgjidhja) e konfliktit.*

*2. let.* Ndeshja ndërmjet synimeve të kundërta të personazheve në një vepër letrare, të cilën e përdor shkrimtari për të zbuluar veçoritë e karakterit të tyre shoqëror.
KONFORMIST,~E *mb. libr., keq.* 1. Që sillet e vepron në frymën e konformizmit; që përshkohet nga konformizmi; që mbështetet në konformizëm. *Njeri konformist. Pikëpamje konformiste. Qëndrim (mendim) konformist. Art konformist. Letërsi konformiste.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri konformist. *Qëndrim prej konformisti.*
KONFORMIZËM,~MI m. *libr., keq.* Pajtim vetëm me fjalë me mendimet, veprimet a sjelljet e dikujt; prirje për t'iu përshtatur sa për sy e faqe qëllimeve, synimeve e interesave të më të fortëve a tëshumicës; sjellje e veprime që bëhen sa për të qenë brenda. *Shfaqje konformizmi. Ra në konformizëm. Luftojmë konformizmin.*
KONGLOMERAT,~I m. 1. *gjeol.* Shkëmb i përbërë nga gurë a shtresa gurësh të ndryshëm, të bash-kuar me argjilë, okside hekuri etj. *Konglomerat gël-qeror.*
*2. libr.* Bashkim mekanik, i rastit dhe i dobët i sendeve a i dukurive të ndryshme; përzierje e pa-rregullt. *Konglomerat grupesh (organizatash, rrymash, pikëpamje sh). Konglomerat popujsh.*
KONGOLEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Kongos ose ai që e ka prejardhjen nga Kongoja.
KONGOLEZ,~E *mb.* Që lidhet me Kongon ose me kongolezët, që është karakteristik për Kongon ose për kongolezët, i Kongos ose i kongolezëve; që është krijuar nga kongolezët. *Populli kongolei. Valle kongoleze.*
KONGRES,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Mbledhje e gjerë me karakter kombëtar a ndërkombëtar, ku marrin pjesë përfaqësues të organizatave politike, shoqërore, shkencore etj. ose përfaqësues të shteteve të ndryshme të cilët marrin vendime për probleme themelore me rëndësi të veçantë. *Kongres kombëtar (ndërkombëtar). Kongresi i Partisë. Kongresi i Rinisë (i Cruas, i Bashkimeve Profesionale). Kongresi i Drejt-shkrimit. Delegatët e kongresit. Marr pjesë në kongres. U hap (u çel, u mbyll) kongresi. Filloi punimet koneresi.*2. Organi me i lartë i PPSk ose i një organizate shoqërore. *Kongresi i shtatë i Partisë. Kongresi i tetë i BGSk.*
3. Organi legjislativ në Shtetet e Bashkuara të Amerikës dhe në disa vende të Amerikës Jugore.
KONGRESIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që mprr pjesë në një kongres, delegat në kongres. *Zgjedhja e ikongresistëve. Diskutimet e kongresistëve.*
J2. Anëtar i kongresit në Shtetet e Bashkuara të Ataierikës dhe në disa vende të Amerikës Jugore.
KONGJILL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË. Thëngjill i ndezur, gacë.
KONIK,~E *mb.* Që i përket konit, i konit; që ka trajtën e konit, që është si kon. *Gotë konike. Llambë konike. Prerje konike.*
KONIUNKTURË,~A . *libr.* Gjendja që kri-johet në një periudhë të caktuar në këtë ose atë fushë të jetës shoqërore nga ndërthurja e përkohshme e disa rrethanave e faktorëve. *Koniunktura politike (ekonomike, ushtarake). Koniunktura ndërkombëtare. Shfrytëzon koniunkturat. Njeri i koniunkturave. keq.*
RONIZMË,~A *sh.* ~A, ~AT. *shih* IKONË,
KONKLUZION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr. shih* PËRFUNDIM,~13,4. *Konkluzion logjik (teorik). Konkluzionet e diskutimit popullor. Si konkluzion... Nxjerr (bëj) konkluzionet. U dhanë konkluzionet. Arrij në një konkluzion.*
KONKRET,~E *mb.* 1. Që është lëndor e mund të kapet me ariën e shqisave, që ekziston realisht, që është real; *kund.* abstrakt. *Send konkret.*
2. Që është i lidhur drejtpërdrejt me jetën e për-ditshme, që ka të bëjë me diçka reate; i përcaktuar mirë, i qartë. *Detyrë (analizë) konkrete. Shembull konkret. Kushte (rrethana) konkrete. Çështje konkrete, Masa konkrete. Në mënyrë konkrete.*
3. *gjuh.* Që emërton një send të kapshëm me anë të shqisave ose që shënon një tipar a një veprim të lidhur me sendin që e ka tiparin a të lidhur me ve-pruesin (p.sh. gur, mal, kale; i hekurt, i blertë, i ëmbël; punpj, la], thyej, kap etj.); *kund.* abstrakt. *Enter (mbie-mer) konkret. Folje konkrete. Kuptim konkret.*
*4. mat.* Që shoqërohet me emrin e njësisë së matjes ose të sendeve të numëruara. *Numër konkret. Madhësi konkrete.*
*5. si em.* ~E, ~JA . Tërësia e sendeve dhe e du-kujrive konkrete, si edhe e vetive reale e të kapshme të ^yre ose e lidhjeve të gjithanshrne objektive ndërmjet tyre, realiteti objektiv; tërësia e dijeve të plota e të thella për sendet e dukuritë konkrete të jetës; ajo që është konkrete, diçka konkrete; *kund.* abstrakte. *Nga konkretja tek abstraktja. Rqporti ndërmjet kon-kretes dhe abstraktes.*
KONKRETËSl,~A . *libr.* Të qenët konkret, karakteri konkret i diçkaje. *Konkretësi historike (ar-tistike). Konkretësia e figurave. Mungesë konkretësie. Ejep me konkretësi.*
KONKRETISHT *ndajf.* Në mënyrë konkrete. ashtu siç është në të vërtetë në jetë; realisht; me vepra të vërteta. *Flas konkretisht. Ta shohim punën (gjendjen) konkretisht. Ndihmoi konkretisht.*
KONKRETIZIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja si pas kuptimeve të foljeve KONKRETIZOJ, KONKRE-TIZOHET. *Konkretizimi* 1 *mësimit (i punës). Mjete konkretizimi. Format e konkretizimit.*
KONKRETIZOHET. *Pës. e* KONKRETIZOJ.
KONKRETIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* E bëj konkrete diçka që ishte abstrakte, i jap karakter konkret, e bëj të kapshëm nga shqisat; e shoqëroj diçka me mjete konkrete për ta bërë më të qartë; bëj konkretizimin e diçkaje. *Konkretizoj mendimet (veprimet). Konkretizoj mësimin.*
KONKCRS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Garë ndërmjet disa pjesëmarrësve për të provuar e zhvilluar dijet ose për të çuar përpara krijimtarinë në një fushë të arsimit, të kulturës, të arteve etj., sipas disa kërkesavë e sipas një klasifikimi. *Konkurs letrar (muzikor), Konkursi i historianëve (i gjeogrdfëve). Konkursi i fjaiës artistike. Konkursi i zërave të bukur. Konkursi i 35-vjetorit të Çlirimit. Juria e konkursit. U shpall një konkurs. Fitoi konkursin.*
KONKURRENCË,~A. 1. Gar6 a përpjekje për t'ia kaluar dikujt tjetër me çdo mënyrë duke e dëm-tuar atë.
2. *ek.* Luftë që bëjnë ndërmjet tyre ndërmarrjet, prodhuesit priyatë a tregtarët në vendet kapitaliste e revizioniste për të rritur çmimet e shitjes a të blerjes së mallrave të tyre, me qëllim që të rritin fitimet e të rrënojnë njëri-tjetrin. *Konkurrencë ndërmjet mono-poleve (kapitalistëve). Ligji i konkurrencës* ligj eko-nomik objektiv që vepron në vendet kapitaliste e revizioniste dhe që shfaqet si luftë ndërmjet kapitalistëve për të

siguruar fitime sa më të mëdha në kurriz të popullit punonjës.
KONKURRENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që matet e konkurron me dike për t'ia kaluar me çdo mënyrë a për të dale i pari në një garë sportive; ai që men1' pjesë në një konkurs.
2. *ek.* Ai që është në konkurrencë më të tjerë, ai që u bën konkurrencë të tjerëve (në vendet kapitaliste e revizioniste). *Konkurrent i fuqishëm.*
KONKURRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KONKURROJ, KONKURROHET. *Filloi konkurrimi. Mori pjesë (u paraqit) në konkurrim. Doli nga konkurrimi.*
2. Konkurrencë.
KONKURROHET. *Pës. e* KONKURROJ 3.
KONKURROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Marr pjesë në një garë sportive, hyj në garë me dike; marr pjesë në një konkurs. *Konkurroi në kërcim së larti (së gjati). Konkurroi jashtë gare. Konkurroi në festival. Konkurrojnë dy shkolla.*
*2. ek.* Marr pjesë në konkurrencë a hyj në konkurrencë me dike për të siguruar fitime sa më të mëdha (në vendet kapitaliste e revizioniste).
3. *kal. ek.* I bëj konkurrencë dikujt dhe e dobësoj a e rrënoj fare (në vendet kapitaliste e revizioniste). *Monopolet konkurrojnë ndërmarrjet e vogla (prodhuesit e vegjël).*
KONKURRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merr pjesë në një konkurs.KONKURRUES,~E *mb.* Që konkurron në një konkurs. *Estradat (grupet, skuadrat) konkurruese. Palët konkurruese.*
KONOP,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Litar, tërkuzë. *Konop i trashë (i hollë). Konop liri. Lidh me konop.*
KONOPlSHTË,~A . *bot.* Marenë. *Lulet e ko-nopishtës.*
KONSEKUENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* 1. Pa-sojë, rrjedhim.
2. Ndjekje me vendosmëri, me këmbëngulje, va-zhdimisht e gjer në fund e një vije të caktuar; të qenët konsekuent, karakteri konsekuent. *Mungesa e konsekuencës. Udhëheq (zbatoj, zhvilloj, luftoj, ndjek) me konsekuencë.*
KONSEKUENT,~E *mb.* Që ndjek me këmbëngulje, me vendosmëri e gjer në fund një viië të caktuar, që zbaton me përpikëri e vazhdimisht parimet, idetë e pikëpamjet (për një parti, për një njeri etj.). *Parti marksiste-leniniste konsekuente. Luftë parimore dhe konsekuente. Politikë konsekuente. Revolucionar konsekuent. Në mënyrë konsekuente.*
KONSERVATOR,~I *m. jh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që
mbron gjithçka të vjetëruar e të prapambetur (më-nyrën e vjetër të jetesës, të sjelljes, të të menduarit etj., zakonet prapanike e çdo gjë tjetër, së cilës i ka ikur koha), ai që është kundër së resë përparimtare, që frenon hovin revolucionar të masave, që ka kon-cepte reaksionare e mbeturina mikroborgjeze, që paj-tohet me gjendjen politikë e shoqërore të prapambetur dhe nuk përpiqet për ta ndryshuar a për ta për-mirësuar atë. *Konservator i mykur. Është konservator.* 2. Anëtar i një partie reaksionare konservatore (në Angli etj.).
KONSERVATOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me kon-servatorin, që është veti e konservatorit; që i përket konservatorit, i konservatorit, prej konservatori; që mbështetet në konservatorizëm. *Njeri (baba) konservator. Qëndrim konservator. Koncepte (mendime, sjëllje, veprime) konservatore.*
•*k* Parti konser?atore parti politikë reaksionare e borgjezisë, parti e konservatorëve (në Angli etj.).
KONSERVATORIZËM,~MI *m.* Sistem koncep-tesh e qëndrimesh reaksionare, që mbështetin, përligjin e mbrojnë gjithçka të vjetëruar e të prapambetur, që janë kundër së resë përparimtare e kundër revo-lucionit, që frenojnë hovin revolucionar të masave dhe që pengojnë ecjen përpara në rrugën e socializmit; pikëpamje e qëndrim prej konservatori. *Shfaqje të konservatorizmit. Frymë konservatorizmi. Lufta kundër konservatorizmit. Ra në konservatorizëm.*
KONSERVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ushqim që përgatitet duke përpunuar në mënyrë të veçantë mi-shin, pemët, perimet, etj. dhe ruhet në enë të mbyllur mirë që të mos prishet; ena ku mbyllet dhe ruhet ky ushqim. *Konservë peshku (mishi). Konservë pe-rimesh (frutash). Industria (fabrika) e konservave. Hapëse konservash. Hap një konservë.*
KONSERVIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KONSERVOJ, KONSERVO-HET. *Konservimi i peshkut (i mishit). Konservimi i frutave (i perimeve). Fabrika e konservimit. Qendra e konservimit të gjakut.*
KONSERVOHET *vetv.* 1. Bëhet konservë, ruhet i konservuar; mbahet në gjendje të mirë, ruhet i pa-prishur.
2. *Pës. e* KONSERVOJ.
KONSERVOJ *kal.,* ~OVA. ~UAR. Bëj konservë një ushqim (mish, pemë, perime etj.), duke e përpunuar në mënyrë të veçantë dhe duke e vënë në një enë të mbyllur mirë që të mos prishet; ruaj ushqime a lëndë të tjera për një kohë të gjatë, duke u kujdesur që të mos prishen. *Konservoj mi shin (frutat, perimet). Konservoj gjakun.*
KONSERVUAR (i,e) *mb.* Që është bërë konservë, që është konservuar (mish, pemë, perime etj.). *Mish i konservuar. Fruta (perime) të konservuara. Ullinj të konservuar. Gjak i konservuar.*
KONSIDERATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr. 1. kryes. sh.* Mendim, gjykim a pikëpamje që kemi për dike ose për diçka. *Konsiderata shkencore (objektive, sub-jektive). Konsiderata politikë (ushtarake, teorike). Di-sa konsiderata për...*
*2.* Nderim që kemi për dike a për diçka që e vle-rësojmë shumë, mendim i mirë që kemi për të. *Me konsideratën time më të lartë. zyrt. Pranoni konside-ratën time. zyrt. Kam konsideratë për dike.*
3. *kryes. sh.* Arsye nga nisemi për të vepruar ose për të kryer diçka. *U nis nga konsiderata të mira (të këqija).*
KONSIDEROHET *libr. Pës. e* KONSIDEROJ.
KONSIDEROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* E quaj, e mbaj për diçka a për dike. *E konsideroj si diçka krye-sore.*
KONSIDERUESHËM (i) ~ME (e) *mb. libr.* Mjaft i madh; i rëndësishëm.
KONSPEKT,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Përmbledhje e shkurtër me shkrim, që përfshin çështjet kryesore të përmbajtjes së një vepre, të një libri, të një artikulli, të një mësimi etj. *Konspekt i ngjeshur (i hollësishëm). Konspekti i veprës (i librit, i leksiqneve). Fletorja e konspekteve. Bëj (lexoj) konspektin.*
KONSPEKTOHET. *Pës. e* KONSPEKTOJ.
KONSPEKTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj konspektin e një vepre, të një libri, të një artikulli, të një mësimi etj.

KONSPIRACION,~I *m.* Tërësi e mënyrave dhe e metodave që përdor një organizatë ilegale etj., për të mbajtur të fshehtë veprimtarinë dhe anëtarët e saj; veprim i fshehtë, fshehtësi. *Konspiracion i forte. Ruaj (mbaj) konspiracionin.*
KONSPIRATIV,~E *mb.* Që veprort në fshehtësi. të madhe, që ruhet a mbahet shumë i fshehtë (për organizatat ilegale dhe për veprimtarinë e tyre). *Organizatë konspirative. Mbledhje (letër) konspirative. Detyrë (punë) konspirative. Shtëpi (dhomë) konspirative. Në mënyrë konspirative.*
KONSPIRATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që punon e vepron fshehurazi kundër organeve qeveri-tare, ai që vepron në mënyrë konspirative; ai që mban të fshehtë veprimtarinë e një organizatë ilegale dhe anëtarët e saj.
2. Komplotist.
KONSTATIlM,~l m. *sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimisipas kuptimeve të foljeve KONSTATOJ, KONSTA-
TQHET. *Konstatimi i fakteve (i ngjarjeve). Konstatimi i së vërtetës. Arriti në këto konstatime. Kant këto kon-sttttime.*
KGNSTATOHET *libr. Pës. e* KONSTATOJ. *Ron-statohet se...*
KONSTATOJ *kal,* ~OVA, ~IJAR *libr.* Vë re a idiktoj një fakt, një gabim etj.; vërtetoj të qenët a gjendjen e diçkaje. *Konstatoj ndryshime (të meta, ddbësi). Konstatoj se...*
kONSTRUKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tek.* 1. Ndër-tiini i brendshëm; mënyra e lidhjes dhe e vendosjes sëj pjesëve përbërëse në një mekanizëm, në një makinë, nëjnjë ndërtesë etj. *Konstruksioni i anijes (i aeroplanit). Konstruksioni i makinës (i frezës, i tornos). Konstruksioni i urës (i ndërtesës).*
2. Pajisje a pjesë e përgatitur me pare, që hyn në pëi-bërjen e një të tëre. *Konstruksion metalik. Konstruksion betoni (betonarmeje).. Konstruksion druri (xhami).*
KONSTRUKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Trupi i një njeriu, ndërtimi e forma e tij. *Ka konstrukt të forte (të bukur).*
KONSTRUKTIV,~E *mb. libr.* 1. Që lidhet me ndërtimin e brendshëm të një mekanizmi, të një ndërtesë etj.; që ka të bëjë a që merret me konstruk-sionin. *Byroja konstruktive.*
*t.* Që sjell dcbi, duke treguar jo vetëm të metat e një pune, por edhe se si të bëhet ajo me mirë, që tregon edhe rrugët e zgjidhjes; që ka për qëllim për-mirësimin e dikujt a të diçkaje. *Vërejtje (propozime) Jconstruktive. Kritikë konstruktive.*
KONSTRUKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që
bën planin a skemën e ndërtimit të brendshëm të një mekanizmi, të një makine, të një ndërtesë etj. *Konstruktori i radios (i aparatit, i makinës). Kon-strufctori i anijes (i aeroplanit).*
RONSfULTATIV,~E *mb. libr.* Këshillimor. *Mbledh-je (conference, asamble) konsultative. Komitet (organ) konsultativ. Vote konsultative.*
KONSULTË,~A. *sh.* ~A, ~AT *libr.* 1. Mbledhje me specialistë a me përfaqësues të një dege të caktuar të shkencës, të arsimit, të prodhimit etj., ku shtrohen e rrihen probleme dhe shkëmbehen mendimet e për-voja për një punë. *Konsultë pedagogjike. Konsulta e partisë. Konsulta e mësuesve. Konsulta e novaiorëve. Pjesëmarrësit e konsultës. Organizoj një konsultë.*
2. *mjek.* Takimi i disa mjekëve specialistë për të shkëmbyer mendime për gjendjen e një të sëmuri dhe për mënyrën e mjekimit të tij. *Konsultë e shpejtë. Bënë një konsultë.*
KONSULTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Ve-primi e rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve KOl>iSULTOJ, KONSTULTOHEM. *Konsultimi po-pullor. Konsultimi me mjekun (me shokun, me mësuesin).*
2. Takim i një mësimdhënësi me nxënësit a me studentët, për t'u dhënë atyre shpjegime të veçanta e sqarime për pjesë të vështira a të paqarta të lëndës; ndihma që mësimdhënësi u jep nxënësve a studen-tëve në këto takime. *Orari i konsultimeve. Kemi kon-sultim.*
KONSULTOHEM *vetv. libr.* Këshillohem me dike
(zakonisht me një specialist) a i drejtohem dikujt për të marrë mendimin e tij për një punë, për një cështje etj. *Konsultohem me shokun (me mjekun). Konsulto-hem me popullin.*
KONSULTORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Institu-cion shëndetësor, që ndihman nënën e fëmijën me anë të këshillimeve për zhvillimin e rregUllt dhe për mirërritjen e fëmijës, kujdeset për grate shtatzëna etj.; këshillimpre. *Konsultorja e grave (e fëmijëve). Konsultorja e fshatit. Mjekja (infermierja) e konsul-tores. Çoj fëmijën në konsultore.*
KONSULL,~I *m. sh.* ~J, ~JT. 1. *dipl.* Përfaqësues zyrtar i një shteti në një qytet të një shteti tjetër, që është ngarkuar të mbrojë interesat e bashk-atdhetarëve pranë autoriteteve lokale e interesat treg-tare të shtetit të vet dhe të merret me legalizimin e dokumenteve, me veprime të gjendjes civile, me lë-shimin e pasaportave, të vizave etj. *Konsull i për-gjithshëm* grada më e lartë në hierarkinë konsiillore; ai që ka këtë grade. *Konsull nderi* shtetas i një vendi që caktohet nga një shtet tjetër t& kryejë p2r të disa funksione konsullore si detyrë nderi e pa shpërblim.
2. *hist.* Secili nga dy sunduesit e zgjedhur në Re-publikën ë Romës së vjetër, që kishin në dorë pushr tetin e lartë; titullf që i jepej secilit prej këtyre sun-duesve.
KONSUIXATË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *dipt.* Agjenci zyrtare e një shteti që është yendosur në një qytet të një shteti tjetër për të siguruar mbrojtjen e interesave të shtetasve të vet pranë autoriteteve lokale dhe mbrojtjen e interesave tregtare të shtetit të vet; ndërtesa ku është vendosur kjo agjenci. *Kon-sullata shqiptare. Me anën e konsullatës. Shkoj në konsullatë.*
*2. hist.* Koha kur pushteti i lartë ishte në duart e dy konsujve (në Republikën e Romës së vjetër).
KONSULLOR,~E *mb. dipl.* Që ka të bëjë me veprimet që kryen konsulli a konsullata; që i përket konsuilit, i konsullit; që ka të bëjë me konsullatën, që i përket konsullatës, i konsullatës. *Marrëveshje (konventë) konsullore. Detyrë konsullore. Përfaqësues (shërbim) konsullor. Trupi konsullor* gjithë konsujt që janë përfaqësues të shteteve të ndryshme në një vend.
KONSUM,~I *nt.* I. *ek.* Përd6rimi i sendeve ose i të mirave materiale për të plotësuar nevojat vetjake e shoqërbre; plotësimi i kërkesave të përditshme me sendet e nevojshme. *Mallra (artikuj) konsumi. Fondi i konsumit shoqëror. Sende të konsumit të gjerë. Kooperativat e konsumit. vjet. Konsumi për frymë.*
*2.* Përdorimi i diçkaje. për *konsum të brendshëm. libr., keq.*
3. Harxhim, shpenzim. *Konsumi i ujit (i energjisë elektrike). Konsumi i materialit (i karburantit).*

KONSUMATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që për-dor dhe harxhon prodhime të ndryshme ushqimore a industriale për të plotësuar nevojat vetjake ose shoqërore.- *Sipas kërkesave të konsumatorëve.*

KONSUMOHEM *vetv. libr.* 1. *vet. veta III.* Prishet pak e nga pak, vjetrohet; hahet nga përdorimi i gjatë derisa bëhet i papërdorshëm (për sendet, pjesët e ndë-rrimit të makinave, veshjet etj.). *Nuk konsumohet shpejt. Janë konsumuar rripat.*

*2. Pës. e* KONSUMOJ.KONSUMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Përdor dhe harxhoj prodhime të ndryshme ushqimore a industrial për të plotësuar nevojat vetjake ose sho-qërore; harxhoj një sasi të caktuar drite, uji, lënde djegëse, fuqie etj.; i harxhoj (fuqitë); *vet. veta III* ia merr fuqinë dikujt, e dobëson. *Konsumon bukë (sheqer, vaj, mish, ujë, dritë). Konsumon benzine (vaj-guri). Konsumoj rezervat e fundit. I konsumoi fuqitë. Sëmundja (puna) e konsumoi.*

KONSUMUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Konsumator. *Konsumuesit e ushqimeve. Nevojat e konsumuesve. Kërkohen nga konsumuesit.*

KONT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Titull aristokra-tësh me i lartë se ai i baronit dhe me i ulët se i mar-kezit; ai që mbante këtë titull.

KONTABËL *mb. ek., fin.* 1. Që ka të bëjë me kon-tabilitetin, që i përket kontabilitetit, i kontabilitetit. *Gjendje kontabël. Veprime kontabël.*

*1.* Që merret me mbajtjen e llogarive sipas disa rregullave të caktuara, i llogarisë. *Kuadri kontabël. Shef kontabël* shef llogarie.

KONTABILITET,~I *m. ek., fin.* 1. Teoria e prak-tika e llogaritjes në të holla të vlerave ekonomike në prodhim, në shpërndarje dhe në konsum; mbajtja e llogarive për prodhimin, për shpenzimet e qarku-llimin e mallrave në një ndërmarrje, në një koope-ratívë etj.; lëndë mësimore që jep njohuritë e nevoj-shme për këtë teori e praktikë në disa shkolla të po-saçme; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Libri i kontabilitetit. Teksti i kontabilitetit. Dha provimin e kontabilitetit.*

*2.* Degë e administratës që merret me këto llo-garitje.

KONTAKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *libr.* Takimi i trupave a i sendeve të ndryshme me njëri-tjetrin. *Pika kontakti.*

*2. elektr.* Lidhja e dy përcjellësve, që bën të mun-dshëm kalimin e rrymës elektrike nga njëri përcjellës tek tjetri; pika ku bëhet kjo lidhje; pajisje që bën këtë lidhje. *Kontakt elektrik.*

3. *libr.* Lidhje, afërsi e miqësi që kanë dy a me shumë veta ndërmjet tyre, lidhje e ngushtë; takim me dike. *Kontakte miqësore. Kontakte me popullin. Kontakti më të sëmurin. Jam në kontakt me dike. Vendos (marr, kam, mbaj) kontakte me dike.*

KONTEKST,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Pjesë e një teksti të shkruar, e cila ka një kuptim të plotë dhe na jep mundësi të përcaktojmë qartë kuptimin e përdorimin e çdo fjale, togu fjalësh a fjalie që bën pjesë në të. *Kontekst i gjatë (i shkurtër). E shoh në kontekst. Nuk kuptohet jashtë kontekstit. Shkëputur nga konteksti.*

2 *fig.* Rrethi i ngjarjeve a rrethanat, në të cilat zhvillohet ose përfshihet diçka. *Në kontekstin politik.*

KONTESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *hist. Fem. e* KONT,~I. 2. E shoqja ose e bija e kontit.

3. *iron.* Grua a vajzë e rritur që vishet e pispilloset dhe e mban veten më të madh; ajo që nuk punon vetë dhe ka prirje të urdhërojë të tjerët.

KONTINENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeogr.* Pjesë shumë e madhe e rruzullit tokësor, e rrethuar nga të gjitha anët ose pothuajse nga të gjitha anët me dete e oqeane; secila nga pjesët kryesore të steresë në rruzullin tokësor. *Kontinenti me i vjetër. Kontinenti i Evropës (i Azisë, i Afrikës, i Australisë, i Amerikës, i Antarktidës).*

KONTINENTAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me kon-tinentin, që i përket kontinentit, i koatinentit; që ndodhet në kontinent; që është karakteristik për kon-tinentin. *Tokë kontinentale. Ishuj kontinentalë. Klimë kontinentale* klimë e thatë e viseve që ndodhen larg deteve, ku dimri është i ftohtë dhe vera e nxehtë.

KONTINGJENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *I. libr.* Grup njerëzish, që bëjnë të njëjtën punë, që kanë të njëjtin profesion etj.; numri i njerëzve që caktohën ose që duhen për të bërë një punë. *Kontingjenti i nxënësve (i studentëve). Kontingjenti i inxhinierëve (ipunëtorëve). V plotësua kontingjenti.*

2. *ek.* Sasi e caktuar mallra,sh, sendesh etj., që duhet për një punë. *Kontingjenti i eksportit (i importit). U mbarua (ushtua) kontingjenti. Dolinë treg kontingjenti i pare.*

KONTRABANDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Futja a nxjerrja fshehurazi e mallrave të ndaluara, e sendeve me vlerë etj. nëpër kufirin shtetëror duke përdorur mënyra të jashtëligjshme për t'i shpëtuar kontrollit doganor.

2. *përd. mb.* Që është futur fshehurazi nëpër kufirin shtetëror, pa kaluar nëpër doganë, duke përdorur mënyra të jashtëligjshme; që shitet e blihet fshehurazi për t'i shpëtuar kontrollit shtetëror. *Mall kontrabandë.*

3. Tregti me mall që futet fshehurazi nëpër kufirin shtetëror ose që shitet e blihet fshehurazi kontrollit të shtetit. *Bënte kontrabandë. Merrej me kontrabandë.*

4. *përd. ndajf.* edhe *fig.* Në mënyrë të fshehtë e të jashtëligjshme. *U fut (hyri) kontrabandë. Mori (bleu, shiti) kontrabandë.*

KONTRABANDIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën kontrabandë, ai që merret me kontrabandë.

KONTRABAS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *muz.* Vegël muzikore më e madhe se violonçeli, me tre ose me katër tela, që nxjerr tinguj më të ulët se të gjitha veglat e tjera me tela; Violina e basit. *bie kontrabasit.*

KONTRADIKTË,~A *sh.* ~A, ~AT. *I.* Mos-pajtim a mospërputhje rnendimesh, arsyetimesh ose fjalësh, kundërshti në mendime, në një tezë etj.; kundërshtim. *Kontradiktë e dukshme. Mendim plot kontradikta. Ka një kontradiktë.*

*2.* Mospërputhje interesash; mosmarrëveshje ndërmjet njerëzve a ndërmjet dy palëve; mungesë har-monie, mosmarrëveshje. *Kontradiktë politike (ekonomike). Kontradikta të ashpra (të thella). Kanë kon tradikta.*

3. *filoz.* Kategori e dialektikës, që shpreh lidhjen e luftën ndërmjet anëve a prirjeve të kundërta në të gjitha sendet e dukuritë e natyrës e të shoqërisë dhe që është burimi i brendshëm i lëvizjes e i zhvillimit në natyrë, në shoqëri e në mendimin njerëzor. *Kontradikta të brendshme (të jashtme). Kontradikta kryesore (jokryesore). Kontradikta klasore. Kontradikta antagoniste* kontradikta të papajtueshme ndërmjet klasave a forcave shoqërore me interesa themelore politike edhe ekonomike krejt të kundërta, që çojnë në mënyrë të pashmangshme në

revolucionin shoqëror e zgjidhen me anën e dhunës; kontradikta ndërmjetnesh dhe armiqve. *Kontradikta joantagoniste* kontra-djkta ndërmjet klasave e forcave shoqërore me in-tëresa themelore politike e ekonomike të përbashkëta dhe me interesa të pjesshme a të dorës së dytë të ndryshme, që zgjidhen brenda sisternit shoqëror socialist kryesisht me rrugën e bindjes e të edukimit; kontradikta në gjirin e popullit. *Ashpërsohen (zgjidhen) kontradiktat.*

KONTRADIKTOR,~E *mb.* 1. Që ka kontradikta (për një mendim, për një tezë etj.); që bie në kundër-shtim me një tjetër (për një veprim, për një sjellje etlj.). *Mendime (ide) kontradiktore. Veprime kontra-diktore.*

2. Që kundërshton atë që ka thënë me pare, që bie në kundërshtim me vetveten. *Njeri kontradiktor. Vepër kontradiktore.*

KONTRAKTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KONTRAKTOJ, KON-TRAKTOHET. *Kontraktimi i mallrave. Në bazë të kontraktimit. Kontraktimet midis ndërntarrjeve treg-tare. Sistemi i kontraktimit. ek.* sistemi i grumbullimit të prodhimeve bujqësore nga kooperativat bujqësore mbi bazën e leverdisë reciproke, me anën e të cilit shteti u siguron prodhuesve mallra të ndryshme sipas nevojave dhe në përputhje me sasinë a vlerën e pro-dhimeve që dorëzojnë.

KONTRAKTOHET *libr. Pës. e* KONTRAKTOJ.

KONTRAKTOJ *kal.,* 7'OVA, ~UAR *libr.* Lidh kontratë me n-jë ndërmarrje për blerjen a për shitjen e një malli etj., me kushte dhe me detyrime të pra-nuara nga të dy palët; lidh kontratë për diçka. *Kon-. traktoj drithërat (bimët mjekësore).*

KONTRAKTUES,~E *mb.* 1. Që bën a që lidh një kontratë. *Palët kontraktuese.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Detyrimet e kontraktuesve.*

KONTRAST,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Dallim shumë i madh ndërmjet dy a me shumë sendeve, nje-rëzve ose mendimeve të tyre, që arrin deri në kundër-vënie; kundërshtim a kontradiktë që shprehet hapur dhe qartë. *Ka kontraste. Zbutja (shuarja)* e *kontrastit ndërmjet qytetit dhe fshatit.*

*2. art., foto.* Dallim i theksuar i ngjyrave, që arrin deri në ngjyra të kundërta dhe që e bën më të qartë figurën në një pikturë, në një fotografi, në ekranin e ^elevizorit etj. *Fotografi (pikturë) me kontrast. Ka kdntrast të forte (televizori).*

3. *let.* Mjet artistik, me anë të të cilit shkrimtari ballafaqon figura artistike, karaktere, tipare e ide të kundërta, për të pasqyruar me qartë kontradiktat që ekzistojnë he natyrë e në shoqëri. *Vepër (roman, tregim) me kontraste.*

KONTRATË,~A. *sh.* ~A, ~AT *drejt.* Marrë-veshje me shkrim ndërmjet dy ndërmarrjeve a dy pa-lëve, ku përcaktohen të drejtat dhe detyrimet ligjore të tyre; dokumenti që përmban këtë marrëveshje. *Kontratë vjetore. Kontratë kolektive. Kontrata e punës. vjet. Kontrata e furnizimit (e grumbullimit të prodhimeve bujqësore). Kontrata e qirasë. Bëj (lidh, nënshkruaj) kontratën. Zbatoj (shket, prish) kontratën.*

ICONTRIBUOJ *joked.,* ~UOVA, ~UAR. 1. Jap
ndihmën time, në forma e mënyra të ndryshme, për të kryer një punë të dobishme shoqërore, një detyrë etj.; marr pjesë në një punë; jap një sasi të hollash për një shpenzim të përbashkët; jap kontribut. *Kon-tribuojnë më të gjitha forcat.*

2. I jap shoqërisë diçka të çmueshme a krijoj diçka me vlerë në një fushë të shkencës, të Ietërsisë, të arteve etj.

KONTRIBCT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ET. 1. Ndihmë në forma e mënyra të ndryshme që jep secili për të kryer një punë a një vepër të dobishme shoqërore, një detyrë etj.; pjesëmarrja e dikujt në një punë dhe vlera e punës qëka kryer; shuma e të hollave që jep dikush për një shpenzim të përbashkët. *Ka dhënë një kontribut të madh. Me kontributin e të gjithëve.*

*2.* Oiçka e çmueshme dhe e rëndësishme, që jep dikush në një fushë të shkencës, të Ietërsisë, të arteve etj. *Një kontribut i ri. Kontribut me vlerë (i çmuar).*

KONTROLL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Shqyrtimi edhe një here me kujdes i një pune për të parë në ç'gjendje është, si është kryer puna, si janë zgjidhur çështjet e veçanta, për të vërtetuar në se është i për-piktë përfundimi i arritur dhe për të nxjerrë përfun-dime për qëllime të caktuara; rishikimi i vëmendshëm i fakteve, i dokumenteve, i një gjendjeje etj. për të nxjerrë në shesh të vërtetën. *Kontroll bankar (financiar). Kontroll teknik. Kontroll shoqëror. Kontroll doganor. Kontrolli punëtor* forme e pjesëmarrjes së drejtpër-drejtë të klasës punëtore në qeverisjen e vendit nën udhëheqjen e Partisë, duke kontrolluar nga poshtë lart veprimtarinë e organeve shtetërore për të siguruar zbatimin e vijës së Partisë e të programit të saj. *Kontroll i dyfishtë. Kontrolli shtetëror. Kontrolli i masës. Kontrolli i cilësisë. Kontroll në punë. Kontroll nga poshtë lart. Grupi i kontrollit. Brigade kontrolli. Bëj kontroll* kontrolloj. *Organizoj (ushtroj, forcoj, përmirësoj) kontrollin. Shkoi për kontroll.*

*2.* Forme e proves që i bën mësuesi nxënësit në mësime për të parë sa ka mësuar, si i ka bërë detyrat etj. *Kontroll mësimor. Kontrolli i njohurive (i dijeve,* 1 *detyrave të shtëpisë). Kontroll me gojë (me shkrim). Ore (pyetje, diktim, detyrë) kontrolli.*

*3.* Vizitë që bën dikush te mjeku për të përcaktuar gjendjen shëndetësore, aftësinë e tij për punë, nëse është shëruar plotësisht etj. *Kontroll mjekësor, Kontroll në radioskopi (në radiografi). Kontroll veterinar.*

4. Mbikëqyrje. *E mbaj fëmijën nën kontroll.*

5. Organ shtetëror i ngarkuar me detyrë që të kon-trollojë një punë a një veprimtari; *bised.* kontrollues; tërësia e kontrolluesve. *Kontrolli rrugor. Komisioni i kontrollit të shtetit. E ndaloi (e zuri, e kapi) kontrolli.*

*it* Flet pa kontroll flet gjëra jo të menduara mirë, flet pa përgjegjësi, flet në tym.

KONTROLLtM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KONTROLLOJ, KON-TROLLOHEM. *Kontrollimi i makinës.*

KONTROLLOHEM *vetv. I.* Shkoj te mjeku për të bërë një kontroll. *Kontrollohem te mjeku.* 2. *Pës. e* KONTROLLOJ.

KONTROLLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Shqyrtoj edhe një here me kujdes një punë për të parë në ç'gjendje është, si është kryer puna, si janë zgjidhur çështjet e veçanta, për të vërtetuar përpikërinë e një përfundimi etj.; rishikoj me vëmendje faktet, doku-mentet, gjendjen etj. për të nxjerrë në shesh të vërtetën; ushtroj kontroll mbi dike a mbi diçka. *Ron-trolloj llogarinë. Kontrolloj cilësinë (sasinë) e*

*punës. Kontrolloj biletat. Kontrolloj si shfrytëzohet koha e punës.*
2. I bëj Hjë prove nxënësit për të parë sa ka mësuar, si i ka bërë detyrat etj., i kërkoj të me thotë atë që ka mësuar. *Kontrolloj njohuritë (dijet).*
3. Vizitoj një të sëmurë për të përcaktuar gjendjen shëndetësore, aftësinë e tij për punë, nëse është shë-ruar plotësisht etj. *Kontrolloj zemrën. Kontrolloj fë-mijën.*
4. Shoh një vegël, një makinë, një aparat etj. nëse është në rregull, si punon etj. *Kontrolloj makinën (orën, peshën).*
•*k* Nuk e kontrollon (dot) veten nuk është në gjendje të zotërojë veten, nuk di çfarë bën, s'është në vete; nuk përmbahet dot.
KONTROLLOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *shih* KONTROLLUES,~I i. *Kontrollori teknik. Kontrollori i cilësisë (i sasisë).*
*2. tek.* Pajisje që kontrollon a rregullon punën e një makine ose të një mekanizmi elektrik. *Kontrollori i lëvizjes. Kontrollor vale.*
KONTROLLORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Kon-trolluese. *Kontrollorja e cilësisë. Punon si kontrollore.*
KONTROLLl3ES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që
është ngarkuar të bëjë kontroll, ai që kontrollon. *Kontrolluesi teknik. Kontrolluesi rrugor.*
2. *tek. shih* KONTROLLOR,~I $_2$.
KONTROLLUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KONTROLLUES,~I i.
KONTROLLt)ESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që
mund të kontrollohet, që kontrollohet. *Punë (detyrë) e kontrollueshme.*
KONVALESHENCË,~A . *mjek.* Periudha nga koha kur sëmundja është duke u shëruar deri në shë-rimin e plotë të saj; përmirësimi i gjendjes shëndetësore të një të sëmuri pas një sëmundjeje të rëndë; koha e pushimit që i duhet një të sëmuri për të marrë veten mirë para se të fillojë punën. *Koha (periudha) e konvaleshencës. Është në konvaleshencë.*
KONVEJER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *1. tek.* Makinë e posaçme, zakonisht me një rrip të gjerë që lëviz, e cila shërben për të mbartur gjëra të ndryshme nga një vend në një vend tjetër ose nga një punëtor tek tjetri; transportues. *Konvejeri i fabrikës (i uzinës). Me anën e konvejerit.*
2. *fig.* Sistem pune që bëhet zinxhir, duke kaluar diçka dorë me dorë, pa ndërprerë punën.
3. *Përd. ndajf.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Punojnë konvejer.*
+ Konvejeri i gjelbër *bot.* vargu i rezer-vave ushqimore, që përbëhet prej bimësh të njoma (tërfil, jonxhë, lakër, foragjere etj.).
KONVENCIONAL,~E *mb.* 1. Që bëhet sipas një rregulli të pranuar nga të dy palët a nga të gjithë ose që mbështetet te një rregull i title, por që nuk pasqyron gjendjen e vërtetë. *Vlerë konvencionale. Çështje konvencionale. Në mënyrë konvencionale. Ka karakter konvencional.*
*2.* Që është vëndosur qysh më parë sipas një ma-rrëveshjeje dhe që kuptohet vetëm nga ata që e dine
këtë marrëveshje. *Shenjë konvencionale. Gjuhë konvencionale.*
KONVENTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Marrëveshje e lidhur ndërmjet dy a me shumë shteteve për shkëm-bime në fushën tregtare, kulturore etj. *Konventë ndër-kombëtare. Konventë ekonomike (tregtare, doganore, kulturore). Konventë vjetore. Sipas konventës. Nën-shkruan konventën.*
KONVERGJENCË,~A . *libr.* Afrim, prirje për afrim ose ecje a zhvillim drejt afrimit e bashkimit; *kund.* divergjencë. *Konvergjencë politike (ekonomike, kulturore, gjuhësore). Konvergjencë kombëtare.*
KONVERGJENT,~E *mb.* Që ka tipare, të cilat vijnë duke u afruar me ato të një tjetri (për sende a dukuri); që shkon drejt një pike takimi të përbashkët me një tjetër, që zhvillohet drejt afrimit e bashkimit me një tjetër. *Vija konvergjente. Dukuri konvergjente. Zhvillim konvergjent. Rrugë (prirje) konvergjente.*
KONVERTtM,~I *m. ek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KONVERTOJ, KONVERTOHET. *Kon-vertimi i huas shtetërore.*
KONVERTOHET *ek. Pës. e* KONVERTOJ.
KONVERTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *ek.* Ndryshoj kushtet e huas shtetërore, duke bërë ndryshime në afatin e shlyerjes, duke ulur përqindjen etj.; kthej në një njësi të përbashkët. *Konvertoi huan. Konvertoj orët e mësimit.*
KONVIKT,~I *m, sh.* ~E, ~ET. Ndërtesë ku flenë, hanë e mësojnë së bashku nxënës a studentë që ndjekin një shkollë ose një kurs me shkëputje nga puna. *Konvikti i nxënësve (i studentëve). Kujdes-tari i konviktit.*
KONVKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Nxënës a student që jeton në konvikt. *Mbledhja e konviktorëve.*
KONVIKTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KONVIKTOR,~I.
KONJAK,~U *m.* Pije e forte aikoolike, që nxirret nga distilimi i verës së rrushit; sasia nga kjo pije sa nxë një gotë e vogël. *Konjak "Skënderbeu". Mori (piu) një konjak.*
KOOPERATIVË,~A. *sh.* ~A, ~AT. I. Ekonomi kolektive socialiste, e krijuar nga bashkimi vullnetar i punonjësve të një fshati a të disa fshatrave, të cilët kanë bashkuar tokat dhe mjetet e tjera kryesore të prodhimit, punojnë së bashku dhe i ndajnë të ardhu-rat sipas sasisë e cilësisë së punës që kryejnë. *Koo-perativë bujqësore (blegiorale). Kooperativë e zmadhuar (e bashkuar). Kooperativë e tipit të lartë. Kooperativë malore (fushore). Anëtarët e kooperativës. Statuti i kooperativës. Kryesia e kooperativës. Asambleja e kooperativës. Qendra e kooperativës. Të ardhurat e kooperativës. Krijimi i kooperativës. Hynë në kooperativë.*
*2. vjet.* Forme kolektive socialiste e organizimit të punës në sferën e prodhimit; të qarkullimit a të shër-bimeve, në të cilën merrnin pjesë shumë njerëz të organizuar sipas punës që kryenin ose sipas prodhimit që nxirrnin. *Kooperativë shitblerjeje. Kooperativë arti-zanati. Kooperativë konsumi. Kooperativa e veshmbath-jes. Kooperativa e këpucarëve.*
3. *vjet., bised.* Dyqan a pike shitjeje e mallrave të ndryshme që tregtonte një kooperativë a një ndër-marrje shtetërore (në vitet e para pas Çlirinutf- *Kopperativa e frutave dhe e zarzavateve. Kooperativa e veshmbathjes. E bleu në kooperativë.*
4. Bashkim i prodhuesve e i tregtarëve të vegjël mbi baza kapitaliste, për të përballuar fconkurrencën dhe për të siguruar fitime sa më të mëdha (në vendet kapitaliste e revizioniste).
KOOPERATIVlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Anëtar i një kooperativë bujqësore a blegtorale. *Kooperativist i*

*dalluar (pararoji). Të ardhurat e kooperativistëve. Me punën e kooperativistëve.*

KOOPERATIVIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me kooperativën ose me kooperativistët, i.kooperativës ose i kooperativistëve; që mbështetet në koopera-tivizmin ose që synon ngritjen e kooperativave. *Prona kpoperativiste. Fshatarësia kooperativiste. Lëvizja koo-perativiste.*

KOOPERATIVISTE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KOOPERATIVIST,~I. *Shembulli i kooperativistes.*

KOOPERATIVIZËM,~MI *m.* Sistem socialist i organizimit të punës kolektive (në bujqësi, në arti-zanat etj.), që krijohet nga shumë njerëz, të cilët pu-nojnë së bashku, kanë shoqërizuar veglat e mjetet kryesore të prodhimit dhe i ndajnë të ardhurat sipas sasisë e cilësisë së punës; sistem ekonomik që mbështetet te prona kpoperativiste. *Kooperativizmi në fshat. Të mirat e kooperativizmit.*

KOOPERIM,~I *m. 1.* Veprimi dhe gjendja sipas kvjptimeve të foljeve KOOPEROJ, KOOPEROHEM. *KQoperimi i bujqësisë me blegtorinë. Kooperinti ndër-nijet uzinave (ndërmjet ndërmarrjeve). Jemi në kooperim trie...*

2. Sistem ekonomik ose forme e organizimit të punës kolektive, kur një ndërmarrje a institucion licihet me një tjetër për të bërë një punë të përbashkët, për t8 shfrytëzuar me mirë aftësitë prodhuese të ma-kiiiave, forcën e punës etj. *Kooperimi socialist. Koo-përimi teknik.*

KOOPEROHEM *vetv. 1.* Hyj në kooperativë, bëhem anëtar i kooperativës; marr pjesë në një kooperativë, futem në rrugën e kooperativizmit.

*2. Pës. e* KOOPEROJ.

KOOPEROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Lidhem me një ndërmarrje a me një institucion tjetër për të bërë bashkërisht një punë, për të shfrytëzuar me mirë aftësitë prodhuese të makinerisë, forcën e punës etj.; bashkëpunoj. *Kooperon me ndërmarrjen... (me uzi-nën...). Kooperojmë me shkollën.*

KOOPERUAR (i,e) *rnb.-1.* Që ka hyrë në kooperativë, që është bërë anëtar i kooperativës; që është futur në rrugën e kooperativizmit. *Fshatarësia e koo-peruar. Fshat i kooperuar.*

*2.* Që është lidhur me një ndërmarrje a institucion tjetër për të bërë bashkërisht një punë, për të shfrytëzuar me mirë aftësitë prodhuese të makinerisë, for-cëh e punës etj.; që bashkëpunon me një tjetër. *Ndërmarrje (uzina) të kooperuara.*

KOOPTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.* Futja e anëtarëve të rinj në një organ të zgjedhur, për të plo-tësuar vendet e lira, duke i emëruar ata, pa bërë zgjedh-je të reja. *Bëri kooptimin e... Me anë të kooptimit.* *I^ranua me kooptim.*

^ÇTOHEM *drejt. Pës. e* KOOPTOL

KOOPTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *drejt.* Bëj kooptimin e diicujt në një organ të zgjedhur, pranoj me anë të kooptimit. *Kooptoi anëtarë të rinj.*

KOORDINATË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. *spec.* Madhësi që përcakton me përpikëri vendin ku ndodhet një pike në rrafsh ose në hapësirë. *Koordinatat matematike. Koordinata gjeografike (astronomike). Sistemi i koordinatave. Caktoj (gjej) koordinatën e një pike.*

2. *kryes. sh. fig. bised.* Të dhëna të përpikta për të gjetur vendin ku ndodhet dikush, ku bëhet një punë a ku zhvillohet një veprimtari. *Jap (tregoj) koordinatat. Nuk ia di koordinatat.*

KOPAÇE,~JA . *sh.* ~E" ~ET, 1. Cope druri, zakonisht e gjatë sa krahu e jo shumë e trashë, që përdoret për të bërë zjarr në vatër. *Kopaçe e madhe (e vogël, e hollë, e trashë, e njomë, e thatë). Kopaçe dushku (shkoze, ahu). E çau kërcunë e bëri kopaçe.*

*2. jig. bised.* Goditje me një dru të tillë a me hu, dajak. *dha një kopaçe. Hëngri ca kopaçe të mira.*

*3. fig. bised.* Qortim i rëndë a kritikë e forte që i bëhet dikujt. *Hëngri një kopaçe në mbledhje.*

KOPALLA,~T *vet. sh.* Fjalë të kota, fjalë boshe, pallavra, dokrra. *Thotë kopalla. •k* Can kopalla (dërrasa, dokrra) *shih te* ÇAJ.

KOPAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dru i gdhendur petashuq e me bisht që përdoret për të rrahur rrobat kur i lajmë në luraë a në govatë, pallë. *Krisma e ko-panit. Rrah (rrobat) me kopan.*

*2.* Çekan druri për të rrahur mishin; përdorëse druri për të rrahur drithin, Iirin etj. *Kopan liri. Rrihnin grurin me kopan.*

3. Vesh rrushi, zakonisht me kokrra të ngjeshura. *Kopan i madh. Këputi dy kopanë.*

*4. shih* RREZE,~JA 5. *Kopanët e rrotës.*

5. *përd. ndajf.* Kopanec. *E lidhi fëntijën kopan.*

• E la (e bëri) kopan *dike* e rrahu shumë dike, e bëri për vdekje; e la të vdekur.

KOPANEC,~I *m. sh.* ~Ë, >~ËT. 1. Foshnjë e mbështjellë këmbë e duar me shpërgsnj. *E mori ko~ panecin me vete.*

2. në *sh.* Shpërgënj.

3. *Përd. ndajf,* sipas kuptimit 1 të emrit. *E lidhi (e mbështolli) fëmijën kopanec.*

KOPANIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Rrah rrobat me kopan kur i laj. *Kopanis rrobat (ndërresat, çarçafët, velenxat).*

2. *bised.* E rrah shumë dike, e shtroj në dru. KOPANlSEM. *Pës.* e KOPANIS.

KOPE,~JA . *sh.* ~, ~TË. I. Tufë e madhe ba-gëtish (zakonisht të imëta); tufë kafshësh që rrinë a kullotin së bashku. *Kope dhensh (dhish, kuajsh). Kope ujqish. Dashi (përçori) i kopesë. Zilet (këmborët) e kopesë. Hyri në kope. U nda nga kopeja. Ruan kopenë.*

2. *bised.* Sasi e madhe njerëzish që rrinë së bashku; turmë, tufë. *Ka në kope fëmijë. Vijnë kope.*

KOPEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njësi monetare e Bashkimit Sovjetik, e barabartë me një të qindtën e rubles; monedhë që ka këtë vlerë.

KOPERI,~A *përmb.* Të gjitha kopetë së bashku.KOPERTON,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Mbulesa e jashtme prej gome e rrotës së biçikletës e të disa au-tomjeteve, mbulesa prej lëkure e topit të futbollit etj., që mbështjell e mbron kamerdaren. *Kopertonat e biçikletës (e motoçikletës, e kamionit). Kopertoni i topit të futbollit.*

KOPËR,~RA . *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare me kërcell të drejtë e pak të degëzuar, me gjethe të vogla e shumë të holla treshe, që mbillet nëpër kopshte e përdoret si erëz në gjellë. *Erë kopre. Një tufë kopër. Gjizanik me kopër.*

^ Kopër qeni maraskë, kopër e egër.

KOPIL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Fëmijë mash-kull i lindur jashtë martese. *Bëri (lindi) kopil.*

2. *vjet.* Shërbyes për punë të rënda,të shtëpisë në familjet e të pasurve, shërbëtor. *Punonte si kopil.*

3. *thjeshtligj.* Njeri i zgjuar e dinak, njeri finok, shejtan. *Kopil i madh. S'ia hodhi dot atij kopilit. Çfarë kopili!*
4. Filiz i ri që nxjerr bima në rrënjë, në trung a në degë, i cili nuk prodhon dhe e pengon zhvillimin e bimës. *Kopilë ntisri (duhani). Pres (krasit) kopilët e rrushit.*
•*k* Çelës kopil çelës që mund të hapë shumë dyer. la la kopilin (doçin, dobiçin) në derë (në prehër) *thjeshtligj.* ia veshi, ia ngarkoi fajin a gabimin dikujt tjetër, e bëri turpin vetë e ia la një tjetri. Ta vë (ta hedh) kopilin (dobiçin) në prehër *thjeshtligj.* është i tillë që fajin e vet ia hedh tjetrit.
KOPIL,~E *mb.* 1. *vjet.* Që ka lindur jashtë martese {për fëmijët). *Fëmijë (djalë) kopil. Vajzë kopile.*
2. *bised.* 1 zgjuar e dinak, finok, shejtan. *Djalë kopil.*
3. Që ka dale në rrënjët, në trung a në degë të një bime, nuk prodhon dhe pengon zhvillimin e bimës. *Filiz kopil. Degë kopile.*
KOPILE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* KOPIL, ~I 1-3. *Punonte si kopile.*
2. *tek.* Kunj a pajisje e metaltë, që shërben për të shtrënguar një rrotë ose diçka tjetër të lëvizshme në një mekanizëm.
KOPILt,~A . *bised.* Dinakëri, djallëzi; dredhi. *E bëri me kopili. I doli kopilia.*
KOPILOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *bised.* Dre-dhoj, bëj hile; shpëtoj me dinakëri. *Kopiloi bukur.*
*2. vjet.* Punoja si shërbyes për punë të rëndë në një familje të pasur, punoja si shërbëtor. *Kopilonte tek tregtarët.*
KOPJATIV,~E *mb.* Që përdoret për të riprodhuar a për të nxjerrë kopje në letrën tjetër. *Letër kopjative* letër karboni. *Laps kopjativ* laps plumbi i forte, boja e të cilit nuk prishet me gome.
KOPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dorëshkrim, do-kument, vepër arti a çdo gjë tjetër që është riprodhuar me dorë ose me mjete të ndryshme teknike në mënyrë të përpilctë sipas origjinalit. *Kopja e dorëshkrimit (e dokumentit, e shkresës, e vendimit, e portretit...). Kopje nga origjinali. Dorëzoj kopjen e diplomës. Bëj (nxjerr) disa kopje. Mbaj një kopje për vete.*
2. Një cope e një libri, e një reviste etj. nga gjithë sasia që ka dale në një botim. *Kopje e rrallë (e vetme).*
*Me ruajti një kopje. U botua në 5000 kopje. U shitën të gjitha kopjet.*
3. Fletë me shënime, me përmbajtjen e lëndës, që përpiqet të kopjojë nga fletorja, nga libri a nga shoku një nxënës ose një student; kopjim. *E fshehu kopjen. Nuk jap kopje. E zunë me kopje. S'bën kopje.*
4. Diçka e papërfunduar a e pakryer; dora e parë e një shkrimi. *E kam në kopje. E hedh nga kopja në të paster.*
5. *bised.* Njeri që i ngjan shumë një tjetri në pamje, në sjellje, në veprirrie etj. *Kopja e gjallë e vëllait. Kopja e s'ëmës.*
KOPJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOPJOJ, KOPJOHET. *Kopjim mekanik. Kopjimi i pikturës (i skulpturës). Kop-jimi i detyrave të shtëpisë. Kopjimi në provim.*
KOPJOHET. *Pës. e* KOPJOJ.
KOPJ,OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Riprodhoj në mënyrë të përpiktë me dorë a me mjete të ndryshme teknike një dorëshkrim, një shkresë, një dokument, një vepër arti, një film, një fotografi etj., duke u mbështetur plotësisht në origjinalin; nxjerr në disa kopje. *Kopjoj dorëshkrimin (dokumentin, shkresën). Kopjoj pikturën. Kopjoj vizatimin (skicën). Kopjoj me dorë (me makinë). Kopjoj detyrat nga dërrasa e zezë.*
*2.* Marr fshehurazi një mësim nga libri a nga fletorja ose nga një shok dhe e riprodhoj pothuajse pa ndryshime në detyrën me shkrim (kur bëhet provim në shkollë); riprodhoj pa asnjë ndryshim ose duke bërë ndryshime shumë të vogla veprën a mendimet e dikujt tjetër; marr punën e një tjetri dhe e paraqit si timen. *Ka kopjuar artikullin (veprën, librin). Nuk kopjon në provim.*
3. Bëj pike për pike si një tjetër, sillem, veproj, vishem etj. si ai- *Kopjon të motrën (të vëllanë). Kop-jonte shoqen (shokun).*
KOPJUES,~E *mb.* Që riprodhon diçka (një dorëshkrim, një shkresë, etj.) me përpikëri sipas origjinalit, që kopjon. *Makinë (frezë) kopjuese.*
KOPRAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT- *krahin.* Bodeci i hostenit. *Shpoh me kopran. I vë kopran hostenit.*
KOPRESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Kapistër. *vë kalit kopreshin. E tërheq për kopreshi.*
KOPRIK,~U *m.* Tokë gurishte ku zakonisht rriten vetëm mare e shqopa.
KOPRRAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që kursen tej masës edhe për sendet e domosdoshme për jetesë; ai që ka para dhe nuk ndihmon tjetrin kur ky ka ne-vojë, njeri dorështrënguar. *Koprrac i madh. Drekë (darkë) koprraci* drekë (darkë) shumë e varfër, sa për të mbajtur shpirtin. *As gurë s'të jep koprraci. fj.u.*
*2. si mb.* ~, ~E. Që kursen tej masës, dorështrënguar. *Njeri koprrac.*
KOPRRACI,~A . Të qenët koprrac, vesi i kop-rracit. *Koprracia e të pasurve (e borgjezëve).*
KOPS;Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pullë prej metali, prej briri, prej plastike etj., që qepet në një rrobë dhe shërben për ta mbërthyer. *Kopsë e madhe (e vogël). Kopsë e bardhë (e kuqe). Kopsa të veshura. Kopsa sedefi. Kopsa këmishësh (palltosh). Kopsë me dy (me katër) vrima. Qep (mbërthej, zbërthej) kopsën.*KOPSIT *kal.,* ~A, ~UR. Mbërthej kopsat e një veshjeje; mbërthej me kopsa dy anë të një veshjeje; *kund.* shkopsit. *Kopsit xhaketën (pallton, pantallonat). •Kopsit bluzën (fundin, fustanin).*
KOPSITEM *vetv. 1.* Mbërthej kopsat e një rrobe flë kam veshur; mbërthej me kopsa dy anët e një rrobe që kam veshur; mbërthehem; *kund.* shkopsitem.
2. *Pës. e* KOPSIT.
KOPSlTJE,~A Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOPSIT, KOPSITEM.
KOPSlTUR (i,e) *mb.* Që është mbërthyer me kopsa, që është kopsitur; *kund. i* shkopsitur.
KOPSHT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Cope toke e thurur, zakonisht pranë shtëpisë, që e mbjellin me pemë të ndryshme, me perime ose me lule. *Kopsht i\ madh (i vogël, i bukur). Kopshti botanik* cope tokee mbjellë me bimë të ndryshme për qëllime studimi e mësimi. *Kopshti eksperimental i shkollës. Dera e kopshtit. Shtëpi me kopsht.*
*2. ek.* Ngastër toke prej treqint $m^2$ deri në një dynym që i jepet çdo familjeje kooperativiste për përdorim vetjak.
3. Institucion edukues dhe arsimor për fëmijët parashkollorë prej tre deri në gjashtë vjeç. *Kopsht*
*Jëmijësh. Kopsht me (pa) drekë. Fëmijët e kopshtit. Edukatorja e kopshtit. Në moshën e kopshtit. Çoj fë-mijën në kopsht.*

•*k* Kopsht (bahçe) me lule vend i lulëzuar dhe i begatshëm, ku njerëzit jetojnë të lumtur. Qen kopshti (kopshtari, babçevani) *keq.* njeri që as vetë nuk e për-dor diçka, as të tjerët nuk i lë ta përdorin, njeri që nuk e gëzon vetë një të mirë dhe nuk i ië as të tjerët ta,gëzojnë. Ekam (jwni) lakra (presh) në kopsht *dike (me dike) shih te* LAKER,~RA. Nuk e nxjerr dot pulën nga kopshti *shih te* PULË,~A. Kopsht zoologjik vend ku mbahen në kushte të për-shtatshme natyrore kafshë të egra e të rralla për qëllime studimi e mësimi.
KOPSHTAQE,~T *vet. sh.* Perime që mbillen në kopshtin pranë shtëpisë (si qepë, hudhra, speca etj.), bjmë kopshti. *Ka mbjellë ca kopshtaqe.*
KOPSHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me mbjelljen e bimëve në kopsht dhe kujdeset për rritjen e tyre; mjeshtër kopshti. *Kopshtar i mirë. Puna ( mjeshtëria) e kopshtarit.*
-*k* Qen kopshtari (kopshti, bahçevani) *shih te* KOPSHT,~I.
KOPSHTARE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KOPSHTAR,~I.
KOPSHTARI,~A . 1. Puna që bën kopshtari, jnjeshtëria e kopshtarit. *Merrej me kopshtari.*
I2. Degë e bujqësisë, e cila merret me rritjen e bimëve dhe të pemëve që mbillen në kopsht.
koPSHTORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *vjet.* I. Kopsht i vogël. *Shtëpi me kopshtore.*
*2. shih* KOPSHT,~I 3. *Fëmijët e kopshtores.*
KOPUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *thjeshtligj., shar.* Horr. *Ishte një kopuk që s'e kishte shokun.*
KOPURAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Një lloj tirku i trashë e i gjatë. *Kopuran i bardhë. Veshi kopuranin.*
KOQE,~JA *sh.* ~E, ~ET. I. *bised.* Kokërr. *Koqe gruri (misri, thekre, orizi, meli). Koqja e mollës (e dardhës, e kumbullës, e fikut). Koqet e luleshtrydhes. Koqja e arrës (e lajthisë). Koqja e breshrit. Hëngri ca koqe rrush.*
*2.* Puçërr; çiban, i thatë. *Koqe me qelb. I ka dale një koqe. I ishte mbushur fytyra me koqe.*
3. *yet. sh. thjeshtligj.* Gjëndrat seksuale të njeriut ose të kafshës mashkull, herdhe. *Koqet e dashit.*
• U bënë kashtë e koqe *shih te* KASHTË,~A. Bënte koqen e qejfit (e pallës) *shih* Bënte kokrrën e qejfit *te* KOKËRR,~RRA. T^ merr koqen (kokrrën) e melit para gjelit *shih te* KOIfII'RR,~RRA. Koqja
e mire *mjek., euf.* lëmsh i vogël në ngjyrë të errët, që formohet zakonisht në mollëzat e gishtërinjve e me rralië në pjesë të tjera të krahut dhe që të jep dhembje të forta. Koqja ezezë(e Iigë) *veter., mjek.* plasja.
*KOQE LEPURI bot.* Shkurre që bën kokrra të ngjashme me rrushin, rrush me gjemba.
KOQËRINA,~T *vet. sh.* Puçrra,të vogla që dalin në trup nga vapa, nga ndonjë sëmundje etj., puçfriza. *është mbushur trupi me koqërina.*
KOQËZ,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçareme kërcell të degëzuar, me gjethe të gjata e heshtake, me lule të vogla e të bardha, që bën një fryt plot me farëza të zeza. *Mbledh (thaj) koqëz. E shtroi djepin me koqëz.*
*2.* Fik i bardhë, kokërrvogël e shumë i ëmbël, që piqet në gusht.
3. *zvog.* Kokërr e vogël, kokrrizë; puçërr e vogël. *Një koqëz mel (grurë). Koqëz me qelb. I ka dale një koqëz.*
KOQlSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kokërr e vogël, koqëz. *Një koqiskë rrush. Një koqiskë miser. Dy ko-qiska kripë* shumë pak kripë.
KOQIT (KOQlS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Mbledh a këput kokrra-kokrra (për pemë); mbledh një e nga një (sende a frymorë). *Koqit mollët. Koqit vezë. Koqiti shokët.*
*2.* Ha duke këputur kokrrat një e nga një (për rrushin etj.). *Koqit rrushin.*
KOR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Grup i organizuar këngëtarësh, që këndojnë së bashku një këngë a një pjesë muzikore dhe që kanë një drejtues. *Kori par-tizan. Kori i ushtrisë. Kori i fëmijëve (i fatosave, i pleqve). Kori i shkollës (i nxënësve, i mësuesve). Kori i kishës. vjet. Këndon kori. Pjesë muzikore për kor. Drejtuesi i korit.*
2. *vjet.* Grup aktorësh në dramaturgjinë e vjetër greke, që këndonin në skenë këngë lirlke dhe vallë-zonin së bashku për të shprehur ndjenjat gjatë shtje-llimit të ngjarjesi
3. Pjesë muzikore që këndohet nga shumë njerëz me disa zëra.
4. Zë që nxjerrin njëkohësisht disa njerëz a disa kafshë. *Kori i bretkosave. Kor zogjsh (gjinkallash). Flisnin në kor* flisnin të gjithë së bashku a përnjë-herësh.
KORACATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Anije luftarake e fuqishme, e veshur me armature çeliku dhe e pajisur me artileri të rëndë.KORACË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* I. *vjet.* Parz-more.
2. Shtresë mbrojtëse prej çeliku a prej metali të forte, që vesh anijet luftarake, autoblindat etj.
KORAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *zakon. sh. zool.* Kafshë shumëqelizore të palëvizshme, që bëjnë pjesë në grupin e polipëve të forte dhe që jetojnë së bashku në det ngjitur nëpër shkrepa.
2. Lëndë gëlqerore e formuar nga skeletet e këtyre kafshëve si kërcell i degëzuar në fund të detit, me ngjyrë të kuqe, të trëndafiltë a të bardhë, nga e cila bëheri stoli të ndryshme; stoli prej kësaj lënde. *Koral i kuq (i bardhë). Koral natyror (artificial). Rruaza (gjerdan) prej korali.*
KORAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me korin, që i përket korit, i korit; që krijohet për t'u kënduar prej korit, që këndohet në kor. *Këngë (muzikë) korale. Suite korale. Grup koral.*
KORAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Peshk i llojit të troftës, me pika të kuqe në trap, që jeton në ujëra të ëmbla (në liqene, në lumenj malorë) dhe që e ka mishin zakonisht në ngjyrë trëndafili e shumë të shij-shëm. *Korani i Pogradecit. Korani i verës* lloj korani me mish të majmë, që del zakonisht në verë.
KORANIK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj gjelle me gjak derri të pjekur në tavë, tavë me gjak derri.
KORAQ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Çekiç që e përdor nallbani për të mbathur kuajt ose mushkat.
KORAS *ndajf.* Me korë, me radhë; ca nga ca, pak nga pak.
KORB,~I m. *sh.* —A, ~AT. 1. *zool.* Zog me trup të madh, me pendë të zeza ose si të përhime, me krahë të gjerë, që e bën folenë nëpër drurë zakonisht në vende të vetmuara dhe ushqehet me kërma. *Pendët e korbit. Zogjt e korbit. Krakëllima e korbave.*
*2. zool.* Peshk i llojit të qefullit, që jeton në ujëra të kripura, me trup të madh e të zgjatur në ngjyrë të errët dhe me kokë të zezë, që ka mish të majmë, të shijshëm e me pak hala.
3. Kafshë me qime krejt të zeza në trup (për qenin, dashin, cjapin, kaun etj.), korbec; korbash.

4. *përd. mb.* I zi, i zi sterrë. *ka vetullat (qimet) korb.*
5. *përd. ndajf.* Shumë (për ngjyrën e zezë). *Me ve-tulla korb të zeza. I ka sytë (ftokët) korb të zez. Është bërë qielli korb i zi.*
• As rob, as korb *shih te* ROB,~I. Rrol e korb *shih te* RROL,~I. Mbetën si zogjtë e korbit mbetën rrugëve, pa ndihmë e përkrahje. U shpërndanë si zogjtë e korbit u shpërndanë nga të katër anët dhe asnjëri nuk di ku gjendet tjetri, u shpërndanë andej-këtej në vende të ndryshme (për njerëzit). Kur të zbardhet penda e korbit kurrë, asnjëherë. Sa të zbardhet peoda e korbit gjithnjë, pa fund, gjithë jetën. Korbi korbit (so-rra sorrës)s'ia nxjerr sytë *fj.u. i* ligu nuk i bën keq të ligut. Korbi i bardhë *zool.* lloj sorre me kokë të përhime dhe me krahë e bisht të zi, gallof. Korb sqep-k u q *zool* shpend që rron në male, me trup rreth një gjysmë metri të gjatë, me sqep të verdhë dhe me këm-bë të kuqe. Korb u j i *zool.* shpend uji me i madh se karabullaku, që e përdorin peshkatarët për të gjuajtur qefullin.
KORB,~E *mb.* Që i ka qimet krejt të zeza në trup, me qime krejt të zeza. *Dele korbe.*
KORBASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cjap i zi. *E kapi korbashin për brirësh.*
KORBE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Secila nga faqet anësore të varkës; brinja e varkës. *U ul në korbe.*
KORBEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kafshë me qime krejt të zeza në trup (për qenin, dashin, cjapin etj.).
KORBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Korb.
2. *fig.* Grua e shkretë a e mjerë, grua derëzezë, grua fatkeqe. *Korbën ç'e gjeti! Qante korba, të kë-puste shpirtin.*
3. *si mb. f.* E shkretë, e vetmuar e pa njeri. *Kishte mbetur korbë.*
KORBULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kade druri, talër për bulmet. *Kapaku i korbullës. Put në korbull.*
KORCUIAESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Cumri, qefulli i verës pasi ka lëshuar vezët.
KORÇAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Korçës ose ai që e ka prejardhjen nga Korça.
KORÇAR,~E *mb.* Që lidhet me Korçën ose me korçarët, që është karakteristik për Korçën ose për korçarët, i Korçës ose i korçarëve; që është krijuar nga korçarët *Këngë kor care. Dasma kor care.*
KORDELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shirk prej mëndafshi, në ngjyra të ndryshme, që e përdorin vaj-zat e reja për të lidhur flokët; shirit mëndafshi për të zbukuruar një veshje, për të lidhur një pako etj. *Kordele e bardhë (e kuqe...). Fustan (bluzë) me kordele. Me kordele në kokë. Lidh flokët me kordele.*
KORDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *gjeom.* Vijë e drejtë, që bashkon dy skajet e harkut të një rrethi ose dy skajet e njëvije të përkulur. *Korda paralele. Korda e rrethit. Heq një kordë.*
2. *anat. shih* TEJZË,~A i. *Kordat e zërit.*
3. *muz.* Teli i kitarës, i mandolines etj.
KORDON,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. *I.* Fill i trashë, i bërë nga disa fije prej pambuku, prej leshi, prej mëndafshi etj., të pleksura a të përdredhura si litar, që përdoret për të zbukuruar një veshje etj. *Kor don i hollë (i trashë). Kordon i bardhë (i kuq). Kordon mëndafshi. Jastëk (jakë) me kordon. Ngjit (qep) kordonin.*
*2.* Tel elektriku me dy fije të veshura, që janë për-dredhur ose janë ngjitur bashkë. *Këputi (preu) kordonin. Bleu dy metra kordon.*
3. Qosteku i ores.
4. *fig.* Varg njerëzish në vijë të drejtë; radhë. *Kbrdoni i trupave ushtarake. Kordoni i policëve. De-monstruesit çanë kordonin.*
*ir* Kordon sanitar a) kufiri që ndan e veçon një zone, ku ka rënë një epidemi; b) bllokadë që i bën një shtet imperialist a socialimperialist një shteti tjetër me qëllim që ta dëmtojë ekonomikisht ose ta detyrojë t'i nënshtrohet.
KORDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* Shpatë, që vjen pak e kthyer në majë dhe që pret vetëm nga njëra anë; këllëç. *Luftonin me kordha.*
*ir* Me kordhë (në dorë) duke përdorur forcën e kërcënimet, me dhunë. E ka qemerin kordhë është luftëtar i madh, është i zoti, trim e guximtar. I pristekordha (sbpata, palla, sëpata, jatagani) djathtas e maj-tas (nga të dyja anët) *shift te* PRES i.
KORDHËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Ai që luftonte me kordhë.
2. *lart.* Luftëtar i madh e i shquar; njeri revolucio-riar e i shquar në përpjekjet për liri, për drejtësi sho-q'ërore e përparim. *Kordhëtarët e Rilindjes.*
3. *lart. Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Trima (hurra, heronj) kordhëtarë.*
KORDHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. *1. gjell.* Zorrë bagëtish të imëta, të pleksura në disa radhë dhe të ziera a të pjekura në tavë. *Kordhëza qengji (keci). Bëj kordhëza.*
2. Dell i forte e i lakueshëm, që lidh dy ska jet e hkrkut dhe shërben për ta ngrehur atë e për t'i dhënë shigjetës foreën shtytëse.
KORE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. I. Cipa e jasht-mC e forte, që zë buka a ndonjë ëmbëlsirë kur piqet ose kur thahet; cipë e forte që zë zakonisht dheu kur ka thatësirë të madhe. *Kore e djegur (e forte). Nuk i ha koret. I prish koren dheut.*
2. Lëkurë e trashë dhe e thatë, që mbështjell trun-gun e disa drurëve. *Korja e pishes (e dushkut, e vidhitj.*
3. Cipë e trashë dhe e forte, që zë plaga përsipër kur fillon të shërohet, dregëz. *Plaga zuri (vuri) kore. I heq koren. Ra korja.*
Ka zënë (ka vënë) kore (dregëz) plaga është ha-rniar, nuk kujtohet me një ngjarje e hidhur a një plage e vjetër shpirtërore. Korja e tokës *gjeol.* shtresa e forte në pjesën e sipërme të rruzullit tokësor. Korja e truri( *anat.* cipa e trurit.
KORE,~JA ii . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Turp> marre.
la la koren (turpin) te dero *shift tek* TURP,~I.
KOREAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Koresë ose ai që e ka prejardhjen nga Koreja.
KOREAN,~E *mb.* Që lidhet me Korenë ose me koreanët, që është karakteristik për Korenë' ose për koreanët, i Koresë ose i koreanëve; që është krijuar nga koreanët. *Populli koreaiu Gjuha koreane. Këngë (valle) koreane.*
ROREOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *art.* Ai që bën një balet a një valle; ai që vë në skenë balete. *Koreograf i ri (i njohwr).*
KOREOGRAFf,~A *art.* Arti i valles dhe i baletit; mjeShtëria për të vënë në skenë balete. *Koreografia popullore. Zhvillimi i koreografisë. Merret me koreo-grafi.*

KOREOGRAFIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me ko-reograflnë, që i përket koreografisë, i koreografisë. *Arti koreografik. Shkottë koreografike.*

KORESHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me korije.

KORET,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Veshje grash prej pëlhure leshi, me pala e në ngjyrë të kuqe e të zezë, që mbahet nga mesi e poshtë në anën e prapme të trupit.

KORË,~A. *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. Afat. *Caktoi korën. Mbaroi kora.*

2. *Ishih* BREZ,~-17. *Kora jonë. Kora e re.*

KORI,~A . *krahin.* Turp, marre.

KORIÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kore e vogël buke; krodhë.

2. Dregëz që zë plaga. *Plaga zuri koriçkë. Heq koriçkën. I ra koriçka.*

KORIFE,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *teatër., vjet.* Drejtues i korit në dramaturgjinë e vjetër greke, i ciii tregonte në skenë për jetën e heroit.

2. *lart.* Njeri shumë i shquar në një fushë të shken-cës, të artit a të veprimtarisë shoqërore. *Korife i shken-cës (i letërsisë, i pikturës).*

KORUE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Pyll i vogël me dushk a me drurë të tjerë jo shumë të lartë; zabel. *Korije ahu (dushku). Korije me lajthi. Preu dru në korije.*

KORINTIK,~E *mb. arkit.* Që është bërë sipas stilit arkitekturor të krijuar në Korint të Greqisë së lashtë. *Shtyllë korintike* shtyllë me bazë, me vija të thelluara për së gjati e me kapitel të zbukuruar me gjethe dashtre.

KORIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që këndon në një kor, pjesëmarrës në icor, këngëtar kori. *Grupi i koristëve.*

KORISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KO-RIST,~I.

KORISHTOJ^ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Turpëroj dike para të tjerëve, i marr nderin; i heq besimin a nderimin që gëzonte me pare. *E korishtoi vajza.*

KORIT (KORES) *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* E bëj
me turp dike, e turpëroj; i nxij faqen dikujt. *Koriti familjen. Koriti prindërit (rëllezërit, motrat). Mos na korit!*

KORITEM *vetv. krahin. 1.* Bëhem me turp, tur-përohem.

2. *Pës. e* KORIT.

KORlTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Govatë. *Koritë e madhe (e vogël). Laj këmishët në koritë. U kalb (u thye) korita.*

*2.* Kanal i drunjtë, zakonisht në trajtën e një hinke, që çon ujin në fletët e mullirit; lug mulliri.

3. Lug druri ku hedhir: ujë ose ushqim për bagëtinë a për shpendët. *Korita e lopëve (e bagëtive). Korita e pulave. Korita e qenit. Hedh ujë (ushqim) në koritë. Pine në koritë.*

KORITH,~I *m. 1.* Rrush kokërrmadh, gjatosh e me majë, me cipën pak të trashë; razaki, tajkë. *Korith i kuq (i bardhë).*

*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Rrush korith.*

KORKOLEPS *kal.,* ~A, ~UR. Koklavit, nga-tërroj. *Korkoleps lëmshin.*

KORMINË,~A *sh.* ~A, ~AT. Plëndësi i bagëtive. *Gjellë me korminë. Mbush korminën.*

KORNIZË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Parvaz i ngush-të, zakonisht prej dërrase e në trajtë katrori, katër-këndëshi etj., ku vihet një tablo, një fotografi, një pasqyrë etj.; parvazi bashkë me tablonë, fotografinë etj.; parvazi i dritares. *Kornizë katrore (e rrumbu-llakët). Kornizë e hollë. Kornizë e lustruar. Kornizë allçie. Pasqyrë me kornizë. Vë (fut) në kornizë. Var kornizën.*2. Dërrasë e gjatë e zakonisht me luster, që vihet në mur mbi dritare a mbi një derë për të mbajtur perdet. *Kornizë me rimeso. Kornizë dritareje.*

3. Këmbalec ku varim diçka për ta tharë. *Kornizë tharëse. Kornizë dërrase (hekuri). Kornizat e duhanit. Var (thaj) yargjet e duhanit në kornizë.*

*4. fig.* Cak që kufizon a pengon zhvillimin e lire të veprimtarisë së dikujt a të diçkaje; në *sh.* norma a rregulla të vjetra e të ngurta. *Thyej (shkatërroj) kornizat e vjetra. E futi në kornizë dike a diçka* e kufizoi veprimtarinë e dikujt a zhvillimin e lire të diçkaje.

5. *shih* KUADËR,~RI „ i-

KOROLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mat.* Pasojë e drejtpërdrejtë e një teoreme të vërtetuar me pare.

KOROMANE,~IA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Bukë e hupët dhe e ngjeshur që u jepej ushtarëve; cope buke.

2. Bukë e keqe, e gatuar me miell të përzier; buka e përditshme, buka e gojës (edhe *fig.). Një cope ko-romane. Hante koromanen thatë. Punonin vetëm për koromanen* punonin vetëm për bukën e gojës.

I preu koromanen e la pa punë, ia preu kafshatën e gojës.

KORONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Njësia monetare bazë e Danimarkës, e Norvegjisë, e Suedisë, e Çekos-llovakisë etj.; monedhë që ka këtë vlerë. *Korona çekosllovake (suedeze). Koronë argjendi.*

KORPARMATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* 1. *hist.* Njësia më e madhe në Ushtrinë tone nacionalçlirim-tare.

2. *shih* TRUPARMATË,~A.

KORPORATË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *hist.* Bash-kim zejtarësh a tregtarësh të një vendi ose krahine në një organizatë për të mbrojtur me mirë interesat e tyre, esnaf (në rendin feudal). *Korporata e zejtarëve (e tregtarëve).*

*2.* Organizatë e punonjësve të një profesioni për të mbrojtur interesat e tyre (në shoqërinë kapitaliste).

3. *ek.* Shoqëri e madhe aksionare që krijohet nga bashkimi i kapitalistëve të mëdhenj për të siguruar sa me shumë fitime e për të nënshtruar aparatin shte-tëror. *Trustet dhe korporatat.*

*4.* në *sh. hist.* Organe të krijuara nga regjimi fashist në Itali për t'u shërbyer monopoleve kapitaliste, duke u përpjekur të shuanin luftën e klasave e të siguronin pajtimin e bashkëpunimin ndërmjet sipërmarrësve e punëtorëve. *Dështimi i korporatave fashiste.*

KORPUS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *libr.* Ndërtesa kryesore në një grup ndërtesash; njëra prej ndër-tesave, që janë ngritur në një shesh të përbashkët ose shumë afër njëra-tjetrës. *Korpusi qendror i kombi-natit (i fabrikës, i uzinës, i spitalit). Korpusi i uni-yersitetit.*

2. *usht.* Njësi gjitharmëshe që kryen veprime luf-tarakë, operative e strategjike dhe që përbëhet nga disa divizione ose nga disa brigada. *Komisari (koman-danti) i korpusit.*

3. *tek.* Pjesa kryesore a trupi i një makine, i një mekanizmi etj. *Korpusi i makinës. Korpus çeliku (hekuri).*

4. *libr.* Tërësia e veprave themelore që botohen
në një fushë dhe që lidhen njëra me tjetrën. *Korpusi ifolklorit shqiptar.*

KORSE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Brez i gjerë llastiku, që vënë grate për të shtrënguar trupin që të duket me i hijshëm; brez i tillë që mbahet për nevoja shën-detësore.

KORTARË,~T *m. vet. sh.* Duar a këmbë të kë-putura nga trupi; rripa a copa të holla e të gjata mishi që priten

zakonisht për pastërma. *E bëj kortarë* e pres rripa-rripa, e bëj copa-copa (edhe *fig.).*

KORTARË-KORTARË *ndajf.* (edhe *fig.).* Rripa-rripa, thela-thela, copa-copa. *E bëri mishin kortarë-kortarë.*

KORTE,~U m. *libr.* Kortezh.

KORTEZH,~I *m. libr.* Vargan njerëzish që marrin pjesë në një ceremoni solemne. *Kortezhi i përmortshëm.*

KORTHIlTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bisk që nxjerr druri i cungulluar, filiz që del rreth kërcurit të një druri të prerë, mitë. *Ka nxjerrë korthita. Pres korthitat.*

KORUB E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Zgjua blete; arkë e vogël fare e thjeshtë, që përdorej zakonisht për të mbartur plaçka me kafshë. *Një korube plaçka* fare pak plaçka.

2. Zgavër brenda në trungun e një druri; vrimë e madhe në një shkëmb. *Korube lisi.*

3. *mospërf.* Kolibe.

KORR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Pres të lashtat a barin me draper, me kosë ose me anën e një makine të po-saçme. *Korr grurin (tërshërën, thekrën, elbin, misrin). Korr barin. Korr me drapër (me makine). Korr e shij. Çtë mbjellësh do të korrësh. fj. u.*

*2. fig.* Vras radhazi e pa ndërprerje, shfaros në masë. *korri me mitraloz (me pushkë, me top). I korri epidemia (lufta).*

3. *fig.* la. fitoj paratë dikujt në një lojë (zakonisht në bixhoz); fitoj diçka duke përdorur aftësitë e mia mendore e fizike; arrij diçka të madhe me punë

e me përpjekje, siguroj një fitore. *Ua korri të gjitha. Korrte para* fitonte shumë para. *Korr suksese (fitore). Korri duartrokitje* pati sukses të madh (në një shfaqje etj.). *Kush mbjell erën, korr furtunën. fj. u.*

*k* Korr e grin ka pushtet të madh e bën ç'të dojë. Ku mbjell nuk korr *dikush shih te* MBJELL. Është mbill e mos korr (një punë, një gjendje etj.) *shih te* MBJELL. Korr përmbi kallinj *shih te* KALLI,~RI. Korr e nuk (e mos) lidh bën punë gjysmake; nuk e çon deri në fund një punë dhe nuk arrin të marrë frytet e saj. Mbjell miser e korr tallë *shih te* MISËR,~RI.

KORRA,~T (të) . *vet. sh.* 1. Korrja e të lashtave; koha kur korren të lashtat. *Erdhën të korrat. Filluan (përfunduan) të korrat.*

2. Prodhimet e të lashtave të korrura. *Të korra të bollshme.*

KORREKT,~E *mb.* 1. Që sillet e vepron në për-puihje me rregullat e me normat e vendosura nga shoqëria dhe me moralin komunist, i rregullt dhe i përpiktë në marrëdhënie me njerëzit; që zbaton rre-gullisht detyrat e ngarkuara a zotimet që merr; që është veti e një njeriu, i cili sillet e vepron në këtë mënyrë. *Burrë (djalë) korrekt. Grua (vajzë) korrekte. Sjellje korrekte. Qëndrim korrekt.*2. Që është në përputhje me normën e gjuhës letrare; pa gabime gjuhësore, i drejtë. *Frazë (shprehje) korrekte.*

KORREKTESË,~A . *shih* KORREKTËS I,~A.

KORREKTËSI,~A *libr.* Të qenët i rregullt e i | përpiktë me njerëzit dhe në detyrat shoqërore e shte-tërore, të qenët korrekt e i sjellshëm; sjellje korrekte. *Foli (veproii u soil) me korrektësi.*

KORREKTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr. shih* NDREQJE,~A.

KORREKTOHEM *vetv. libr.* 1. *shih* NDREQEM $_2$. 2. *Pis. e* KORREKTOJ.

KORREKTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr. shih* NDREQ $_4$.

KORREKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës i një shtypshkronje a i një shtëpie botuese, i cili ndreq gabimet e shtypit; ai që ndreq gabimet gjuhësore në një shkrim; ndreqës. *Korrektori i revistës (i gazetës). Korrektor letrar (teknik).*

KORREKTUES,~E *mb.* Që b,ëhet për ta ndrequr dhe për ta riedukuar një njeri; që bëhet për të ndrequr gabimet, ndreqës. *Punë korrektuese. drejt.* punë e de-tyruar për një afat të caktuar, që organet gjyqësore i caktojnë të kryejë si dënim dikujt për fajin që ka bërë.

KORREKTURË,~A . *sh.* ~A, ~AT *shtypshkr.* 1. Fletë e shtypur a fashikull, që përmban një tekst dhe shërben si kopje për të ndrequr gabimet e shtypit; bocë. *Korrekturat e librit (e gazetës, e revistës). Marr korrekturat.*

2. *shih* NDREQJE,~A $_2$.

KORRENT,~I *m. elektr. shih* RRYMË,~A $_4$. *Korrent elektrik. Iku (erdhi) korrenti. E zuri korrenti.*

KORRESPONDENCË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Kë-
jmbim i vazhdueshëm letrash a shkresash ndërmjet jnjerëzve ose ndërmjet institucioneve; letërkëmbim. *Korrespondencë e dendur. Fshehlësia e korrespondencës. Karri (mbaj, lidh) korrespondencë. Filloj (ndërpres) korrespondencën.*

2. *përmb.* Tërësia e letrave që merr dikush nga të tjerët, letrat që janë këmbyer ndërmjet dy njerëzve ja institucioneve. *U botua korrespondenca. Studioj ikorrespondencën e dik uj t.*

3. Lajm që merret he vendin e ngjarjes nga ikorrespondenti dhe që botohet në një gazetë a revistë pse jepet në radio; artikull i botuar në një gazetë, në një revistë a në një organ tjetër nga një korres-ipondent. *Korrespondencë nga krahinat.*

*4. bised.* Sistem i arsimit të lartë pa u shkëputur nga puna dhe pa ndjekur rregullisht leksionet; shkollë pa shkëputje nga puna; studim individual pa ndjekur rregullisht mësimet. *Student (nxënës) i korrespon-dencës. Provimet e korrespondencës. Dega e korres-pondencës. Shkollë me korrespondencë. Ndjek uni-versitetin me korrespondencë.*

KORRESPONDENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bash-këpunëtor i një gazetë a reviste, i radios ose i një agjencie telegrafike, që dërgon lajme e artikuj nga vendi ku gjendet. *Korrespondent i posaçëm (vullnetar). Korrespondent ushtarak. Korrespondent i gazetës (i revistës, i radios, i ATSH-së).*

KORRESPONDENTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KORRESPONDENT,~I.

KORRET. *Pës. e* KORR.

• Ku mbillet, s'korret *dikush shih te* MBILLET. S'korret livadhi me gërshërë J)\ ". *shih te* LIVADH,~I.

KORRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që korr të lashtat, barin, misrin etj. *Brigadat e korrësve.*

KORRËS,~E mZ>. Që shërben për të korrur. *Ma-kinë korrëse.*

KORRËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* KO-RRES,~I. *Korr in korrëset.*

2. Makinë korrëse. *Korrëse gruri. Korrëse bari.*

KORRIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është i ngarkuar të çojë një letër ose korrespondencën nga një vend në një vend tjetër; ai që është ngarkuar të lajmërojë dike për diçka. *Korrieri partizan. Korrieri i çetës. Korrieri i shtypit (i letrave). Korrieri i ndër-marrjes (ifabrikës).*

• Korrier diplomatik *dipt,* punonjës që u shpie shkresa zyrtare të rëndësishme përfaqësive diplomatike jashtë

shtetit dhe sjell prej tyre shkresa të tilla për Ministrinë e Punëve të Jashtme.
KORRIGJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KORRIGJOJ, KORRI-GJOHEM. *Korrigjimi i gabimeve.*
2. *shih* NDREQJE,~A 2. *Bëj korrigjimet e ne-vojshme.*
KORRIGJOHEM *vetv., pës. shih* NDREQEM 2.
KORRIGJOJ *kal.,~OXA,* ~UAR. *shih* NDREQ3,4. *Korrigjoj gabimet. Korrigjoj hartimet. Korrigjoj sho-kun. Korrigjoj të metat.*
KORRIK,~U *m.* Muaji i shtatë i vitit, që vjen pas qershorit. *Vapa e korrikut. Në mes të korrikut. Shiu në korrik, misri me shinik. fj. u.*
*k* E shkund arrën në korrik (manin në prill) *shih te* SHKUND.
KORRIKJE *mb.* Që piqet në muajin korrik (për disa pemë). *Dardhë (mollë) korrikje.*
KORRIQE,~JA . *vjet.* Masë drithi e barabartë me një okë e njëqind dërhem.
KORRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KORR, KORRET. *Korrja e grurit (e tërshërës, e orizit, e ntisrit). Korrja e të lash-tave. Filloi (përfundoi) korrja.*
2. Të korrat. *Korrje të bollshme (të mëdha). Fu-shata e korrjeve.*
3. Bari që merret duke e korrur një here. *Mori dy (tri) korrje me jonxhë (me bar).*
KORROBACE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *zool.* 1. Gju-hëz; cironkë. 2. Peshk i vogël (edhe *fig.*). *Sa një korrobace.*
KORROCAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rrëcoku i shpendëve. *Korrocaku i pules (i gjelit, i patës).*
KORROPESH,~E *mb. krahin.* Korrozi. *Djalë korropesh.*
KORROVESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shtambë me një vegjë.
2. *krahin.* Vesh rrushi.
3. Njeri a kafshë me një vesh të prerë.KORROVESH,~E *mb.* 1. Që i ka llapat e veshëve të prera, veshprerë. *Ka korrovesh. Dele korroveshe.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'u be ai korroveshi?*
KORROZl, ~ZEZË *mb.* Zeshkan, i zeshkët. *Burrë (djalë) korrozi.*
KORRUPTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KORRUPTOJ, KORRUPTOHEM.
KORRUPTOHEM. *Pës. e* KORRUPTOJ.
KORRUPTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E prish dike nga ana morale dhe e bëj të marrë rrugë të keqe për qëllime të caktuara; e shtyj dike me anë dhuratash, ryshfetesh etj. që të veprojë në kundërshtim me de-tyrën që ka, të shkelë ligjet etj. për të me bërë shër-bime. *Përpiqen të korruptojnë rininë* (në vendet borgje-ze e revizioniste). *E korruptuan me ryshfete.*
KORRUPTUAR (i,e) *mb.* Që është prishur nga ana morale dhe është futur në rrugë të keqe; që ka marrë dhurata, ryshfete etj. nga dikush për t'i shër-byer këtij duke shkelur detyrën që ka dhe ligjet në fuqi, që është korruptuar. *Shoqëri e korruptuar. Nëpunës të korruptuar. Aparat shtetëror i korruptuar.*
KORRUPTUES,~E *mb.* Që të prish nga ana morale dhe të bën të futesh në rrugë të keqe për qëllime të caktuara; që përdor dhuratat, ryshfetet etj. për të të vënë në shërbim të tij, duke të shtyrë të shkelësh detyrën e ligjet në fuqi. *Shtyp (libër) korruptues. Metoda korruptuese.*
KOS,~I *m.* Qumësht i mpiksur me tharm, që za-konisht vjen pak si i thartë. *Kos i ëmbël (i thartë, i hollë). Fare kosi. Salcë kosi* salcë e bardhë që nxirret nga kosi i kulluar në nape. *Kos me ajkë. Tavë me kos. gjell.* lloj gjelle me mish e me kos, tavë Elbasani. *Pilaf me kos. Zë kosin. Lëshoi ujë kosi.*
•*k V* be deti kos ka aq shumë sa mund të marrin të gjithë a mund të marrësh sa të duash (zakonisht kur shpërdorohet diçka). Kur të bëhet deti kos *iron.* kurrë, asnjëherë. Nuk mban me ujë kosi (pilafi, orizi, vera) *shih tek* UJË,~I. U dogj nga qulli (nga kunguUi) € i fryn edhe kosit *fj. u. shih te* QULL,~I.
KOSAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* KOSITËS,~I.
*Brigada e kosarëve.*
KOSAXHI,~U *m, sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Ai që bënte dhe shiste kos. *Kosaxhi i vjetër.*
KOSAXHIK,~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. Secila nga dy pjesët e sipërme të kryqëzave të samarit, të kthyera si grep, ku lidhet litari që mban barren; kaptelli i prapmë i samarit, kocak.
KOSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël e thjeshtë bujqësore, me një presë të gjatë prej metal i pak të harkuar dhe me një bisht prej druri, e cila përdoret për të kositur barin. *Mpreh (cakit, kalit) kosën. Kosit me kosë.*
2. Tërësia e barit që kositet një here. *Kosa e parë (e dytë, e tretë...). Marr dy (tri...) kosa bar (jon-xhë).*
• I ra kosa (fshesa, gërshëra) *shih te* BIE i. I vuri kosën e zhduku, e fshiu; e shfarosi.
KOSËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kositës. KOSINOS,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeom.* Një prej
funksioneve trigonometrike: sinusi i këndit shtues. *Kosinusi i këndit të ngushtë (në një trekëndësh kënd-drejtë)* raporti i katetit që i anëshkruhet këtij këndi me hipotenuzën.
KOSIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. Korr barin me kosë. *Kosit barin (livadhin). E kositi dy (tri) here.*
*2. fig.* Vras radhazi e pa ndërprerje, shfaros në masë, korr. *kositi mitralozi. Kosit armiqtë. I kositi kolera (sëmundja).*
•*k* Është pre e mos kosit *shih te* PRES i.
KOSITEM. *Pës. e* KOSIT.
KOSITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që kosit barin me kosë.
KOSITËS,~E *mb.* Që shërben për të kositur bar. *Makinë kositëse.*
KOSITËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *1. Fein, e* KOSITËS,~I.
2. Makinë kositëse. *Kositëse bari.*
KOSITJE,~A . I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KOSIT, KOSITEM. *Kositja e barit.*
*2.* Koha kur kositet bari.
3. Sasia e barit që merret duke e kositur një here; korrje. *Kositja e parë (e dytë... ). Mori dy (tri...) kositje.*
KOSITUR (i,e) *mb.* Që është korrur me kosë, që është kositur. *Bar i kositur. Fushë e kositur.*
KOSORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kosë e vogël që përdoret zakonisht për të prerë ferra, shkurre a degë të vogla pemësh; kmesë. *Tehu i kosores. Pres me kosore.*
KOSOVAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Kosovës ose ai që e ka prejardhjen nga Kosova.
KOSOVAR,~E *mb.* Që lidhet me Kosovën ose me kosovarët, që është karakteristik për Kosovën ose për kosovarët, i Kosovës ose i kosovarëve; që është krijuar nga kosovarët. *Këngë (valle) kosovare. Veshje kosovare.*

KOSTO,~JA . *sh.* ~, ~T *ek.* Shpenzimet ma-teriale dhe sasia e punës së gjallë, që duhen për të prodhuar diçka. *Kosto e lartë (e ulët). Kostoja e pro-dhimit. Kostoja e jetesës* shpenzimet që i duhen njeriut për të jetuar. *Ngritja (ulja) e kostos.*

KOSTREVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare e egër, me kërcell të trashë, të forte e të gjatë, me gjethe si halëza, që bën lule si të misrit, rritet në toka me ujë dhe përdoret si ushqim për kafshët; meli i pules, meli i egër. *Kostrevë e thatë. Shkul kostrevën. I hedhin kostrevë bagëtisë.*

KOSTUM, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veshje e jasht-me e njeriut, që përbëhet prej xhaketës e pantallonave (për burra) ose prej xhaketës e fundit (për gra), zakonisht nga i njëjti stof dhe më të njëjtën ngjyrë. *Kostum veror (dimëror). Kostum i hollë (i trashë). Kostum i ri (i vjetër). Kostum i zi (blu). Kostum stofi (doku, kadifeje). Kostum burrash (grash). Vesh (heq, ndërroj) kostumin. Bëj (qep) një kostum.*

*2.* Veshje që është karakteristike për pjesëtarët e një kombësie a të një kombi e që mund të ketë da-llime edhe sipas krahinave; veshje e posaçme që mba-het sipas kushteve të punës a rrethanave të veçanta.*Kostum kotnbëtar (myzeqar, mirditor...).. Kostumi i skenës. Kostum banje* rroba banje. *Kostum për zhytje. Kostum pilotësh.*

KOSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Thurimë e madhe prej thuprash, në trajtë të rrumbullakët a vezake si shportë, me fund zakonisht të sheshtë dhe me grykë të hapur e më të gjerë, që përdoret për të mbajtur pemë, perime, pleh etj.; kofln; sasia e gjërave sa nxë kjo thurimë. *Kosh i madh. Koshi i misrit (i grurit). Një kosh me fiq (me rrush, me domate). I hodhi dhjetë kosha pleh.*

*2.* Thurimë prej purtekash, zakonisht në trajtë hinke, që përdoret për të zënë peshk. *Zë peshk me kosh.*

3. Pjësë e mullirit të blojës, që është si arkë druri në trajtë hinke, ku hedhin drithin për ta bluar. *Vrima e koshit. Hedh (zbraz) drithin në kosh.*

4. Ndenjëse në anën e djathtë të motoçikletës, ku mund të rrijë një njeri. *Motoçikletë me kosh. Futem (ulem) në kosh.*

5. Thurimë a kuti druri për të mbajtur lugët ose kripën; farashë, kripës. *Koshi i lugëve.*

6. Thurimë që mbahet në zyra për të hedhur letra të papërdorshme etj.; enë e metaltë, që varet në shtylla për të hedhur në të mbeturinat. *Koshi i plehrave. Hedh në kosh.*

7. *sport.* Secili nga të dy rrathët e metaltë e me rrjetë në fushën e basketbollit, ku hidhet topi nga lojtarët e skuadrave që ndeshen për të fituar pike; pika që fitohet, duke futur topin në këtë rrjetë. *Koshi* i parë *(i dytë...). Shënoj (bëj) kosh.*

*k* Si koshi (si kofini) pas të vjelave (pas së *\\e\\) shih te* KOFIN,~I. Si rrushi e koshi *shih te* RRUSH, ~I. I futi lugët në kosh *shih te* LUGË,~A. E hodhi në ko-shin (në shportën) e plehrave a) e nxori jashtë përdori-mit, nuk e përdori me; e bëri të pavlefshëm; b) nuk e mod në shqyrtim, nuk e mori fare parasysh, e quajti pa asnjë vlerë, e flaku tutje, e hodhi poshtë.

KOSHADHE,~JA *sh.* ~E, ~ET *hist. 1.* Patrullë.

2. Ushtar që bënte pjesë në repartet ndjekëse të ushtrisë në Perandorinë Osmane për të kapur haj-dutët ose kryengritësit. *Dërgoi koshadhe. E vrau ko-shadhja. E ndoqi me koshadhe.*

KOSHARE,~JA *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Koçek misri në trajtën e një koshi të madh të përmbysur; koshtar. *Koshare misri. Koshare e Iyer me baltë.*

2. Farashë. *Koshare lugësh.*

3. Gardh në trajtë të koshit, që bëhet rreth trungut të një peme të re për ta mbrojtur nga dëmtimet. *bëj koshare (pemës).*

KOSHARIQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Kosh i vogël për të mbajtur pemë, sidomos fiq e rrush; sasia e pemëve sa nxë një kosh i tillë. *Një koshariqe me,fiq (me rrush).*

2. Furrik pule i ndërtuar me thupra. *Shtroj ko-shariqen.*

KOSHERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kosh a arkë je posaçme, ku rri një familje bletësh; tërësia e bletëve që rrinë në një zgjua, bletë. *Koshere blete. Gumëzhijnë si koshere bletësh.*

KOSHËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Krimb i trashë, i cili u del gjatë dimrit nën lëkurë bagëtive të dobëta, sidomos lopëve e dhive.

KOSHIQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Masë drithi e barabartë me njëzet e pesë okë. *Dy koshiqë miser (grurë).*

KOSHIQE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Kosh i vogël; shportë. *Mbushi koshiqen me vezë.*

*2.* Dollap teli që shërben për të mbajtur të fres-këta ushqimet; çarranik. *Vë bulmetin në koshiqe.*

3. Masë drithi nga dhjetë deri në pesëmbëdhjetë kilogramë; karroqe. *Një (dy) koshiqe grurë.*

KOSHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Koshare e madhe për të mbajtur kallinjtë e zhveshur të misrit. *Koshtar me purteka (me thupra). Vë (fut) në koshtar.*

KOT,~I *m. sh.* ~A, ~AT. *shih* KOTORR,~I. *Bëri dy kota (buallica).*

KOT *ndajf.* 1. Pa dobi, pa ndonjë përfitim; pa ndo-një përfundirn të mirë, pa nxjerrë gjë në krye. *Pu-nonte (mundohej) kot. U lodh kot. Flet kot. Është kot. Me kot.*

*2.* Pa bërë asgjë, pa bërë asnjë punë të dobishme; pa punë. *Rri kot. E shkon kohën kot. Sillej kot. E hante bukën kot.*

3. Pa ndonjë qëllim a synim të caktuar; pa drejtim të caktuar. *Kot e kot. Rronte kot. Erdhi (shkoi) kot. Pyeti kot. E bëri kot. Dola kot. Ecën kot. Gjuaj kot.*

4. Pa ndonjë shkak a arsye te rëndësishme. *Kot së koti. Qesh (qan, grindet) kot. Mërzitet (hidhërohet, inatoset) kot. I bërtiti kot. E rrahu kot. Jo me kot thonë se...*

5. Humbur, pa i vlejtur askujt, dëm. *shkoi (i vajti) puna (djersa, mundimi) kot: I prishi të hollat kot. Gruri (duhani, misri) të mos shkojë kot.*

6. Në erë, në tym, kuturu; pa kuptim. *Kot me kot. la këputi kot. Flet kot (i sëmuri)* flet përçart.

7. *bised. Përd. mb. vet. f.* sipas kuptimeve 1, 3, 6 të ndajfoljes. *Punë kote. Jetë kote. Fjalë (llafe) kote. Lëvizje kote.*

*-k* Merr kot *shih te* MARR.

KOT *kal.,* ~I, ~UR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* Me bën që të mbyll sytë e të me varet koka duke qenë ndenjur, me bën që të dremit; me vë në gjumë. *Me koti gjumi.*

KOTANGJENTE,~JA *m. sh.* ~E, ~ET *gjeom.* Një prej funksioneve trigonometrike: tangjentja e këndit shtues. *Kotangjente e këndit të ngushtë* (në një trekëndësh kënddrejtë) raporti i katetit, që i anë-shkruhet këtij këndi, me katetin përballë tij.

KOTAS *ndajf.* 1. Pa dobi, kot. *U lodh (u mundua) kotas. Punonte kotas.*
2. Pa kushte, pa ndonjë fitim, sa për të kaluar kohën (kur luajmë një lojë). *Lozim kotas. E bëjmë kotas.*
KOTEC,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Kasolle e vogël dhe e ulët prej dërrasash, prej purtekash etj., ku mbahen shpendët shtëpiakë; qymez. *Koteci i pulave (i patave, i rosave).*
2. Koshare misri. *Kotec me thupra. Fut (thaj) misrin në kotec.*
3. *fig. mospërf.* Shtëpi e vogël dhe e keqe; vend i ngushtë e pa rehati. *Banonin në një kotec.*
KOTELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Këlysh maceje; mace e dobët, që nuk është rritur mirë. *Kotele e bar-dhë (e zezë). Polli katër kotele (macja). Ishte sa një kotele.*
KOTEM *vetv. I.* Me vjen gjumë e me varet koka duke ndenjur, dremit ndenjur; me kot gjumi. *Filloi (zuri) të kotej. U kot në karrige.*
2. Flas përçart.
KOTESHA,~T . *vet. sh.* Me tesha e kotesha: me
gjithçka, me Iaçkë e me plaçkë; më të gjithë të shtë-pisë, me kuç e me maç.
KOTË (i,e) *mb.* 1. Që nuk sjell dobi a ndonjë për-fitim; që nuk jep ndonjë përfundim të mirë. *Punë e kotë. Lodhje e kotë. Përpjekje e kotë. Mundim i kotë. Është e kotë (të shkojë, të vijë, të ftasë).*
*2.* Që bëhet pa ndonjë qëllim të caktuar. *Lëvizje të kota.*
3. I padobishëm, që nuk vlen me, që dubet hedhur, i tepërt. *Sende (orendi, gjëra) të kota.*
4. Që nuk ka kuptim, pa vlerë, bosh; që bazohet në paragjykime fetare etj. *Fjalë të kota. Pyetje e kotë. Shpresa të kota. Besime të kota.*
KOTËLETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bërxollë. *Kotëleta qengji (viçi, dashi). Kotëleta të pjekura (të sku-qura). Kotëleta të skarës.*
KOTËSl,~A. *sh.* ~, ~TË *libr.* 1. Të qenët i kotë, të qenët pa dobi e pa vlerë.
2. Diçka e kotë, punë e kotë, gjë e kotë. *Kjo është kotësi.*
KOTOHEM *vetv. shih* KOTEM $_2$.
KOTORR,~I *rrt. sh.* ~A, ~AT. I vogli i buallicës deri në një vit. *Mish kotorri.*
KOTOVAL *kal.,* ~A, ~UR. Lëkund vale-vale; valavit. *Era kotoval detin (ujin, gjethet).*
KOTOVALET *vetv.* Lëviz duke formuar vale, lëkundet valë-valë; valavitet. *Kotovalen dallgët (gru-njërat).*
KOTRUP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Tërësi njerëzish të një gjaku, që përbën trungun e parë të një fisi. *Gjurmoj (studioj) kotrupqt.*
KOTUIX,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Fund grash prej kambriku, me dantellë përfundi, që vishet nën fustan; fund.
2. Fustan. *Kotull e bardhë (e kuqe, me Me).*
KOTULL.IM,~I *m.* Dremitje. *Ra në kotullim.*
KOTULLOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Me Jcot gjumi, dremit, kotem. *U kotullua te vatra.*
KOTHERAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është rritur në varfëri e në skamje të madhe, ai që është rritur me kotheret e botës. *Bir kotheraku.*
KOTHERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa e sipërme dhe e thatë e bukës, kore, krodhë; cope buke e thatë; kafshatë buke. për *një kot here bukë. Ha kothere. Është rritur me kothere.*
2. *fig. thjeshtligj.* Njeri koprrac, njeri dorështrën-guar. *S'tëjepgjë, kotherja!*
+ E bëri kothere (cope, thërrime, cope e çikë, cope e kothere, cope e thërrime, cope e grime) *shih te* BËJ.
KOTHISHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Dru që i janë
prerë degët disa here me radhë dhe ka mbetur i shkurtër. *Pres kothishta.*
KOVAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Farkëtar. *Veglat e kovaçit. Reparti i kovaçëve.*
KOVACHANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Farkë-tari. *Reparti i kovaçhanës.*
KOVË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë prej Uamarine, prej zinku, prej plastike etj., zakonisht e rrumbullakët, me fund të sheshtë dhe me një rreth përsipër, që shërben për të nxjerrë ujë nga pusi, për të mbajtur ujë etj.; sasia e ujit sa nxë kjo enë. *Kovë Uamarine (zinku, plastike, druri). Kovë pusi. Hedh dy (tri) kova ujë. Mbush (mbaj) ujë me kovë. Ujit me kovë.*
*2. tek.* Pajisje e metaltë, si enë e madhe me dhëmbë në njërën anë për të gërmuar token, që varet në kra-hun e ekskavatorit dhe që shërben për të mbartur dheun nga një vend në një tjetër. *Ekskavator me kovë.*
3. Vendi në trajtë rrethi në pjesën metalike të sqeparit, të belit etj., ku futet bishti. *Kova e sqeparit (e belit, e kosës, e thadrës).*
• Bie shi me kova (me gjyma, me legenë, me ibrikë) *shih te* GJYM,~I.
KOZMETIK,~E *mb.* Që përdoret në kozmetikë, që i shërben kozmetikës. *Artikuj kozmetikë. Mjete kozmetikë.*
KOZMETIKË,~A . Kujdesi që tregohet për të ruajtur në mënyrë artificiale freskinë e lëkurës, bu-kurinë e flokëvet etj., duke i Iyer me lëndë zbutëse, ngjyrosëse etj., ose duke përdorur mjete të tjera; vendi ku bëhen këto përkujdesje. *Salloni i kozmetikës.*
KOZMIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me gjithësinë, që i përket kozmosit, i kozmosit *Ligjet kozmike. Hapësira kozmike* hapësira ndërplanetare, hapësira ndëryjore.
2. Që ka të bëjë me hapësirën ndërplanetare; që shkon nëpër kozmos, që bëhet në kozmos. *Anije (raketë) kozmike. Shpejtësi kozmike. Udhëtim (flu-turim) kozmik.*
KOZMODROM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vend i posaçëm me pajisjet e duhura për të lëshuar anije kozmike.
KOZMONAUT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën fluturime kozmike, ai që fluturon në kozmos me anije kozmike. *Zbritja e kozmonautëve.*
KOZMOPOLIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ithtar a përkrahës i kozmopolitizmit; aiqë e quan veten gjoja qytetar të gjithë botës.
KOZMOPOLIT,~E *mb.* Që ka të bëjë me koz-mopolitizmin, që mbështetet në kozmopolitizëm; që i përket kozmopolitit, që është veti e kozmopolitit. *Ide (pikëpamje, mendime) kozmopolite.*
KOZMOPOLITIZËM,~MI *m.* Teori borgjeze reaksionare, që përpiqet të shuajë veçoritë e ndje-njat kombëtare, duke quajtur për atdhe gjoja gjithë botën, duke përçmuar vlerat e mëdha të kulturave e të traditave kombëtare dhe duke u mohuar popujve të drejtën për të jetuar të lire e të pavarur në emër gjoja "të bashkësisë së njerëzve të gjithë botës", "të shtetit botëror" etj., me qëllim që të përligjë nën-shtrimin e sundimin e popujve nga imperialistët e socialimperialistët.KOZMOS,~I *m.* 1. Hapësira e pakufishme jashtë Tokës, hapësira kozmike. *Studimi (pushtimi) i koz-mosit. Të fshehtat e kozmosit. Udhëtimi i parë me koz-mos.*

2. *filoz.* Tërësia e formave të materies që lëviz në kohë dhe në hapësirë, gjithësia si një sistem i orga-nizuar, bota.
KRAH,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Secila nga dy gjymtyrët e sipërme të trupit të njeriut nga supi deri te dora; mënga e një veshjeje ku futet secila nga këto gjymtyrë. *Krahu i djathtë (i majtë). Me krahë të gjatë (të shkurtër). Krah për krah. Me krahë hapur. Në një krah. Krahët e fustanit (e bluzës, e këmishës). Kockat (muskujt) e krahut. Fusion me (pa) krahë. Ngre (ul) krahun. Hap (mbyll) krahët. Kryqëzoj krahët. Shtrij (lëviz) krahun. Theu krahun. Shtrëngoj në krahë. E marr ndër krahë dike* e pushtoj me krahë, e për-qafoj. *I hidhem në krahë dikujt. Ezë për krahu. E mbaj në krahë. Të lumshin krahët! ur. Iu thafshin krahët! mallk.*
2. Supi dhe pjesa e sipërme e shpinës, ku mbaj me ose varim një barrë a një thes, një torbë, pushkën etj. *Me thes (me torbë) në krah. Me pushkë në krah.*
3. edhe *fig.* Kurriz, shpinë. *ktheu krahët. I doli prapa krahëve. Flet (vepron) prapa (pas) krahëve* a) flet (vepron) fshehurazi, pa dijeninë e dikujt; nuk flet a nuk vepron drejtpërdrejt, ballëhapur a në më-nyrë të sinqertë; b) flet (vepron) në befasi, ku nuk e pandeh. *E goditi prapa krahëve* e goditi tines, në befasi, më të pabesë, e goditi pas shpine. *ktheu (i solli) krahët dikujt* e la a e braktisi dike kur ai kishte nevojë; s'desh të dijë me për të, nuk e përfilli me, i ktheu shpinën, i ktheu kurrizin. *vuri (i shtiu) krahët derës (murit)* iu fut me ngulm e me force një pune të vështirë. *fërkon krahët (kurrizin, shpinën) dikujt* i shpreh miratimin dikujt për diçka që ka bërë, e përgëzon për një punë (zakonisht jo të mirë). *vuri krahët shtratit* u dergj për një kohë të gjatë në shtrat, zuri shtratin. *Kthen krahët nga fryn era* nuk është njeri parimor, për të mbrojtur interesat e ngushta vetjake i ndryshon bindjet e tij politike, nuk qëndron në një mendim dhe anon here andej e here këtej.
4. Secila nga gjymtyrët e sipërme të shpendëvet, të insekteve dhe të disa gjitarëve, që u shërbejnë këtyre për të fluturuar; kjo pjesë e trupit të sbpendëve e gatuar në gjellë. *Krahët e zogut (e fluturës, e mizës, e lakuriqit të nates). Pendët e krahëve. Insekte me krahë. Hapi (rrahu, përplasi) krahët. la preu (ia këputi) krahët. Hëngri një krah pule.*
5. Secila nga fletët e aeroplanit, që e mbajnë atë në ajër gjatë fluturimit; fletët. *Aeroplan trie dy pale krahë.*
*6.* Secila nga fletët e mullirit me erë.
7. Ana e djathtë ose e majtë e trupit të njeriut; ana e djathtë osee majtë afër dikujt, ijë. *Shtrihem (fle) në krah. Kthehem në krahun tjetër. E kam në krah* e kam përbri. *rri në krah dik ujt* i rri afër, i rri përbri. *Eci në krah t ë dikujt* eci përbri dikujt. *Na erdhi nga krahët.*
8. Ngarkesë e vogël sendesh, sa mund të përfshij-më me një nga gjymtyrët e sipërme. *Një krah dru (shkarpa). Një krah kashtë (bar, sane). Një krah miser (grurë). Një krah rroba.*
9. Pjesa anësore e karriges a e kolltukut, ku mbësh-teten bërrylat. *Karrige (kolltuk) me krahë.*
10. Ana e diçkaje; ana e djathtë ose e majtë e një ndërtese a e ndonjë sendi tjetër; anë. *Në këtë krah. Në krahun e djathtë* djathtas. *Në krahun e majtë* majtas. *Krahu i shkollës (i fabrikës, i spitalit, i uzinës...).*
11. Vend-, anë; drejtim për të ecur diku; drejtim i caktuar për të qarkulluar në rrugë (automjetet, nje-rëzit). *Men këtë krah. Nga ç'krah je? Është nga krahu ynë. Shko këtij (atij) krahu! Kujdes krahun! Mbani krahun e djathtë! Nuk kam krah andej* nuk me bie rruga, nuk kaloj andej.
12. *usht.* Ana e djathtë ose e majtë e formacionit të luftimit ose të marshimit të trupave; shpinë. *Krahu i djathtë (i majtë) i ushtrisë (i frontit). Me krahë të zbuluar* me krahë të pambrojtur. *U ra krahëve. I morën krahët kundërshtarit. Forcoj (siguroj) krahët. Sulmoj (godit) nga krahët. U doli prapa krahëve.*
13. *sport.* Lojtari anësor në vijën e sulmit të një skuadre; ana e djathtë ose e majtë e vijës së sulmit (në disa lojëra me top dhe në shah). *Krahët e skuadrës së futbollit. Luan në krah. Sulmoi me krahët.*
14. *tek.* Pjesa e dale dhe e lëvizshme e një me-kanizmi, e një vinçi, e një ekskavatori etj. *Krahu i vinçit (i ekskavatorit). Krahu i sharrës.*
15. Një nga degët kryesore në anët e kurorës së një peme; degë. *Krah mani (fiku, molle, dardhe). Krahët e lumit. I ka shtrirë shumë krahët.*
16. *bised.* Force pune, njeri që është në gjendje a i aftë të punojë (kryesisht në punët e bujqësisë). *Krah pune. Sa krahë jehi (bëheni) në shtëpi?*
17. Fuqia e njeriut për punë fizike. *Punëtor krahu* punëtor që bën punë fizike me fuqinë e krahëve (për-kundrejt atij që merret me punë mendore). *Iu prenë krahët. S'ka krahë. E bëra me krahët e mia. E punoi me krahë.*
18. *fig.* Përkrahje a ndihmë që i jepet dikujt; mbroj-tje, mbështetje, *Krahu i djathtë i dikujt* ndihmësi kryesor i dikujt. *Kam krahun e dikujt. I bëhem (i dal) krah. I jap krah* e ndihmoj, e përkrah. *Iu prenë krahët* s'ka kush ta ndihmojë tani.
•*k* Krah për krah së bashku, në të njëjtën kohë, më të njëjtin ritëm, në të njëjtën shkallë; krahas. U bënë me krahë (me fletë) *shih te* FLETË,~A HI-I bie krahëve *dikujt* miratoj një veprim a një mendim të dikujt, i fërkoj krahët. Me bien (me kë-puten) krahët punoj shumë, punoj gjithë ditën, kë-putem duke punuar. Ra (u hodh) në krahët *e dikujt* pajtohet me dike dhe i besohet atij; bashkohet e bashkëpunon me dike. I dolën (i linden) krahë (fletë) iu shtua hovi për të bërë diçka, mori krahë për një punë, u be me fletë. I dha krahë (fletë) e gëzoi shumë, i dha guxim. I fërkon krahët (kurrizin, shpatulIat, shpinën, zverkun) *dikujt shih te* FËRKOJ. Fle në një krah i ka punët në rregull, e ka mendjen të fjetur; nuk ka halle e shqetësime. Në atë krah (anë, brinjë) fli! *iron,* mos shko me atë mendje. Sa me ha krahu më të gjithë fuqinë e krahut, me sa force që kam, më të gjithë forcën. Hap krahët *shih te* HAP. Hedh krahë *shih te* HEDH. I hyri në krah *dik us h* e ndihmoi, iu be krah. Këngë mbi krah këngë që këndohen ulur, duke mbajtur njërën dorë me pëllëmbë të mbështetur pas veshit, këngë majëkrahut. Me krahë hapur (hapët) *shih te* HAPUR. Me krahë të lehtë! *ur. shih te* LEHTË (i,e). I ktheu (i solli) krahët (kurrizin, shpinën, shpa-tullat) *dikujt shih te* KTHEJ. Ia ka lidhur krahët (duart) *shih te* LIDH 17. M'u lehtësuan krahët *shih te* LEHTËSOHEM. Iu lidhën krahët (duart) *shihte* LQ)HEM. Mori krahë (fletë) mori guxitn. Mbajti (mori) krahun *e dik ujt* mori anën e dikujt, përkrahu dike. I ngjit krahun (dorën) *dikujt shih te* NGJIT. Përveshi krahët (mëngët, llërët) *shih te* PER-VESH. I rreh krahët (shpatullat, supin) *dikujt shih te* RRAH. Rrudb (mbledh) krahët (supet) *shih te* RRUDH. I thau (i preu, i shkurtoi) krahët (duart, 4orën) *shih te* DORË,~A, I vur! krahët (gjoksin, shpatullat) *shih te* GJOKS,~I. I vë krahët (një

vesh-jeje) e vesh për ditë dhe nuk e heq nga trupi. Zgjat krahët (duart, gishtërinjtë) *keq. shih te* ZGJAT. S'i bie atij krahu bën sikur s'merr vesh për atë që i thonë. Nuk i bie (nuk rreh) në atë krah edhe *poh.* nuk e ka fjalën aty, nuk rreh aty. E hedh prapa (pas) krahëve (shpinës, kurrizit) *diçka* e harroj, e heq nga men-dja, nuk e kujtoj me (një ngjarje të hidhur a një grindje që kam pasur me dike); nuk e çaj kokën. Është me lecka në krab *shih te* LECKË,~A. E kam (jemi) lakra (presh) në kopsht *dike (me dike) shih te* LAKËR,~RA. I kishte krahët të ngrohtë (shpatullat të ngrohta) *shih te* NGROHTË (i,e). I ka krahët të prerë (duart të prera) *shih te* PRERË <i,e). I ka krahët të tbarë *shih te* THARË (i,e) ". I mori këmbët mbi krahë (mbi supe) *shih te* MARR. la ka marrë krahun (anën, dorën) një pune *shih te* MARR. Po i dhe (po i zgjate) dorën të men (të rrëmben) krahun *shih* Po i dhe (po i zgjate) gishtin, të merr (të rrëmben) dorën *te* GISHT,~I. Po i zgjate krahun, të merr (të rrëmben) kokën *shih* Po i dhe (po i zgjate) gishtin, të merr (të rrëmben) dorën *te* GISHT, ~

KRAHABISHTSHKULË *mb.* Që i janë shku^ur pu-plat te krahët dhe te bishti. *Pëllumb krahabishtshkulë.*

KRAHANË,~A. Grup njerëzish që mbajnë krahun e dikujt, anë, taraf.

KRAHAQAFË *ndajf.* Duke e vënë rripin e pushkës, e çantës, e torbës etj. mbi njërin sup e duke e kaluar nga njëra anë e krahut poshtë krahut tjetër. *Vë push-kën krahaqafë. Hedh çantën (torbën) krahaqafë.*

KRAHAROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesë e përparme e trupit të njeriut dhe të kafshëve nga qafa deri te barku; pjesa e trupit ku janë vendosur mush-këritë dhe zemra; gjoks. *Me kraharor të gjerë (të ngushtë). Hapësira e kraharorit. Kafazi i kraharorit. anal. Dërrasa e kraharorit. U plagos në kraharor. I ra në kraharor. Me dhemb kraharori. I mbështetl kokën në kraharor.*

2. *bised.* Gjoksi i vajzave të rritura dhe i grave me organet e qumështit; gji, sisë. *hoqi (i ndau) fëmijës kraharorin. E vuri (e mban) në kraharor.*

3. *fig.* Ndjenja të zemrës, zemër. *Pres me kraharor të hapur. M'u dog} kraharori. E mbaj (e ruaj) në kraharor.*

• Rreh kraharorin (gjoksin) *shih te* RRAH.

KRAHARTË *mb. poet.* Që i ka krahët në ngjyrë të arit (për shpendët e insektet). *Flutur (zog) krahartë.*

KRAHAS.I. *ndajf.* 1. për krahësh, duke kapur njëri-tjetrin nga krahët. *Kapen (lozin) krahas.*

2. Përbri dikujt a diçkaje tjetër, në krah të njëri-tjetrit; pranë, afër. *Ecin krahas. I rri krahas. Udhë-tojnë krahas.*

3. Në kushte të njëjta me dike a me diçka tjetër, në të njëjtën shkallë, më të njëjtin ritëm. *vë krahas. Punon krahas me shokët.*

4. Së bashku, Që të njëjtën kohë me diçka tjetër. *U shqyrtuan krahas të dyja çështjet.*

5. Baras, barabar, njëlloj. *Shkojnë krahas për-para. Përparojnë krahas.*

II. *parafj.* 1. Përdoret me një emër në rasën rrje-dhore, që shënon një njeri, një send ose radhën a vendin, përbri të cilit gjendet dikush a diçka; përbri. *Ecnin krahas kolonës së ushtarëve. Krahas pallatit.*

*2.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore, që shënon punën a veprimin, i cili kryhet në të njëjtën kohë me një punë a veprim tjetër; përveç, veç. *Krahas mësimit, merret edhe me sport.*

3. Përdoret me një emër në rasën rrjedhore, që shënon një njeri a një grup njerëzish, të cilët bëjnë një punë më të njëjtën cilësi ose më të njëjtin ritëm sikurse dikush tjetër. *Punonte krahas shokëve.*

KRAHASIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KRAHASOJ, KRAHASOHEM. *Krahasimi i shkrimeve. Metoda e krahasimil. Shkallët e krahasimit (të mbiemrit, të ndajfoljes). gjuh.* kategori gramatikore e mbiemrave cilësues dhe e disa ndajfoljeve, që tregon në mënyrë të krahasuar shkallën a masën e shfaqjes së cilësisë a të tiparit të shënuar prej tyre. *Nuk ka krahasim. Bëj krahasim.*

2. *let.* Figure letrare që përdoret për ta bërë më të gjallë e më të qartë mendimin e shprehur, duke vënë pranë diçkaje me pak të njohur diçka tjetër të ngjashme më të dhe më të njohur, më të qartë e më të kuptueshme (p.sh. *i bardhë si bora). Krahasim i bukur (i goditur). Përdor krahasimin. Ka shumë kra-hasime.*

*it* Në krahasim me... në qoftë se krahasohet me..., duke e krahasuar me...

KRAHASIMTAR,~E *mb. shih* KRAHASUES,~E. *Gjuhësia krahasimtare. Gramatikë krahasimtare.*

KRAHASOHEM *vetv.* 1. Vë veten në një shkallë me një tjetër, e quaj veten baras me një tjetër, ba-razohem me dike. *Ata nuk mund të krahasohen me ne.*

2. *Pës. e* KRAHASOJ.

KRAHASOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shoh e shqyrtoj njerëz, sende, dukuri, mendime etj. në lidhje me njëri-tjetrin për të nxjerrë ngjashmërinë, dallimet e veçoritë e tyre; gjej ngjashmërinë ose dallimet. *Krahasoj dy sende (dy madhësi). Krahasoj mendimet. Krahasoj kopjen me origjinalin. Krahasoj të sot men më të kaluarën.*

*2.* Vë në një shkallë me dike a me diçka tjetër, vë në një radhë; barazoj. *Nuk e krahasoj me atë.*

KRAHASOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që lidh një fjali të varur, e cila tregon krahasim, me një fjali drejtue-se (për lidhëzat si, sic, sikur, sikurse, ashtu si, se, sesa etj.). *Lidhëz krahasore.*

*1.* Që lidhet me lidhëza të tilla dhe që shërben për të krahasuar një veprim, një dukuri a një gjendje me një tjetër (për fjalitë). *Fjali krahasore.*

3. Shkalla krahasore: trajtë e mbiemrave cilësorë dhe e disa ndajfoljeve, që tregon shkallën më të lartë, më të ulët ose të barabartë të shfaqjes së cilësisë së një sendi a të një procesi në krahasim me një seed a me një proces tjetër ose me po atë send a proces, por në rrethana të tjera.

4. "' *em.* ~E, ~JA . Shkalla krahasore.

KRAHASUAR (i,e) *mb.* Që është parë e është shqyrtuar në lidhje me dike a me diçka tjetër për të nxjerrë ngjashmërinë, dallimet e veçoritë, që ështëkrahasuar. *Çmime të krahasuara. Shifra të krahasuara.*

KRAHASUES,~E *mb.* Që mbështetet në krahasim, që nxirret nëpërmjet krahasimit; që nxjerr të dhëna e përfundime me anë të krahasimit. *Metoda krahasuese. Anatomia krahasuese. Gjuhësia (gramatika) krahasuese. Të dhëna krahasuese. Pasqyrë krahasuese.*

KRAHASUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të krahasohet me dike a me diçka tjetër. *Kushte të krahasueshme. Gjendje e krahasueshrne.*

KRAHASHOHEM *vetv. zakon. sh.* 1. Llogaritim pjesën e mallit, të sendeve a të të hollave që duhet t'i japim njëri-

tjetrit, që të mos kemi detyrime ndaj shoqi-shoqit; shlyej borxhin që i kam dikujt, labem me dike.
2. *Pës. e* KRAHASHOJ.
KRAHASHOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Ndaj në përpjesëtim të barabartë mallin a sendet, i jap secilit pjesën që i takon sipas së drejtës që ka; ndaj a bëj barabar. *Krahashoj të hollat. Krahashoj mollët.*
KRAHATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Punëtor krahu që punonte me mëditje te pasanikët. *punonte vreshtat me krahatarë.*
2. Punëtor krahu.
KRAHATHADËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Zog grabitqar si skifteri, me sqep të kthyer, me kthetra të forta dhe me krahë si thadër, që i përdor për të vrarë zogj më të vegjël, duke i goditur me force.
KRAHATHATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kra-fiafhadër.
KRAHAZIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes KRAHAZOJ. *Ishim në krahazim.*
KRAHAZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj ortak dike në një punë; bashkëpunoj me dike në një punë a në cjë ndërmarrje. *Krahazoi shokun (vëllanë).*
KRAHCUNG,~E *mb.* 1. Që e ka njërin krah të prerë krejt ose pjesërisht, dorac. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
KRAHËFLUTUR *mb. poet.* Që i ka krahët të lehtë si flutur, që fluturon lehtë e pa u ndier.
KRAHËGJATË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Zog me i madh se harabeli, që këndon bukur dhe mund të qëndrojë pezull në ajër për një kohë të gjatë me krahë të hapur. *Këndon krahëgjati.*
KRAHËGJATË *mb.* Që i ka krahët të gjatë; *kund.* krahëshkurtër. *Burrë (grua) krahëgjatë. Zog (da-llëndyshe) krahëgjatë.*
KRAHËHAPUR *ndajf.* 1. Me krahë të hapur, duke i mbajtur krahët hapur. *Vrapoj (u sul) krahëhapur. Qëndroi (u ngril) krahëhapur.*
*2. fig.* Me dashuri, me mail; me gëzim të madh, me gjithë zemër. *E priti krahëhapur.*
KRAHËLEHTË *mb.* Që i ka krahët të lehtë, që fluturon lehtë dhe pa u ndier (për shpendët^dhe për disa insekte). *Zog (flutur) krahëlehtë.*
KRAHËMARR *kal.,* ~MORA, ~MARRË *usht.* E godit armikun nga krahët, i marr krahët.
KRAHËMARRËS,~E *mb. usht.* Që bëhet për t'i marrë krahët armikut; që përbëhet nga luftëtarë të
stërvitur për t'i marrë krahët armikut. *Veprime (go-ditje, lëvizje) krahëmarrëse. Luftim krahëmarrës. Re-part krahëmarrës.*
KRAHËMARRJE,~A *sh.* ~E, ~ET *usht. 1.* Veprimi sipas kuptimit të foljes KRAHËMARR.
2. Manovër e trupave në luftim, që kryhet në krahët e armikut për t'i dale atij në shpinë dhe për ta rrethuar e asgjësuar, luftim krahëmarrës.
KRAHËNGROHTË *mb.* Që ka mbrojtjen a për-krahjen e dikujt dhe e ndien veten të sigurt, që i ka krahët të ngrohtë.
KRAHËPRARUAR *mb.* Që i ka krahët të pra-ruar, krahartë (për shpendët dhe për disa insekte). *Zog (flutur) krahëpraruar.*
KRAHËPRERË *mb.* Që i ka krahët të prerë (për shpendët dhe për disa insekte); që i janë prerë pendët e krahëve. *Zog (pëllumb, pule) krahëprerë.*
KRAHËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET dhe KRAHËS,
~I *m. sh.* ~, ~IT. Këmishë me mëngë, për gra pse për burra; këmishë. *Krahëse e bardhë. Krahëse me mëngë të shkurtra (të gjata).*
KRAHËSHKRUAR *mb. poet.* Që i ka krahët me ngjyra të ndryshme e të bukura, që i ka krahët të shkruar (për shpendët dhe për disa insekte). *Pëllumb (zog, flutur) krahëshkruar.*
KRAHËSHKURTËR *mb.* Që i ka krahët të shkur-tër; *kund.* krahëgjatë. *Burrë (grua) krahëshkurtër.*
KRAHËSHPËRVJELË *mb.* I. Që i përvesh mëngët mbi bërryl, me llërë të shpërvjela (zakonisht kur di-kush punon). *Nuse krahëshpërvjelë.*
2. *Përd. ndajf.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Pu-nctnte krahëshpërvjelë.*
KRAHËTHATË *mb.* 1. Që përton të punojë, për-tac, dembel. *Njeri krahëthatë.*
*2.* Që nuk i vjen për dore të ndreqë diçka; që nuk di të bëjë asnjë punë; i ngathët.
3. Që nuk kthen dorë kur e godasin të tjerët, që nuk di të mbrojë veten; i humbur.
4. I mjerë, i shkretë; fill i vetëm. *E la (mbeti) krahëthatë.*
5. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Përton të punojë krahëthati! Mos prit nga krahëthati! Ç'e gjeti krahëthatin!*
KRAHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrip, zakonisht prej llastiku, që kalon krahaqafë, për të mbajtur pantallonat; tiranda. *Krahëza e majtë (e djathtë). Pantallona me krahëza. Vë krahëzat.*
2. *etnogr.* Mëngë e shkurtër, e shkëputur nga veshja, e qëndisur me ar a me vargje rruazash, që e vënë grate për zbukurim mbi mëngën e këmishës së bardhë (në veshjet popullore). *Qëndis krahëzën. Vë krahëzat.*
3. *vjet.* Litar i thurur prej lëkure bliri, që përdorej zakonisht për të ngarkuar dru në shpinë; litar drush. *Krahëz e forte (e trashë).*
KRAHINAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT edhe *hist.* Në-punës i emëruar nga qeveria, që sundon në një njësi administrative; kryetar i komunës së një krahine (në disa vende të tjera; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *U emërua krahinar. Shkoi te krahinari.*
KRAHINARI,~A . *sh.* ~, ~TË edhe *hist.* Njësiadministrative që përfshin zakonisht disa fshatra dhe që drejtohet nga një nëpunës i emëruar nga qe-veria (në disa vende të tjera; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
KRAHINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e një vendi, që formon një njësi dhe dallohet prej të tjerave nga disa veçori gjeografike, gjuhësore, ekonomike etj., nga veshjet, zakonet, mënyra e jetesës etj.; zone; vend që shtrihet larg nga qendra administrative; vendi ku ka lindur dikush, and. *Krahinë malore (fu-shore). Krahinë e zhvilluar (e pazhvilluar, e prapambe-tur). Krahinë bujqësore (industriale). Krahinat e ve-riut (e jugut). Krahinat e çliruara (e paçliruara). Krahinat e pushtuara. Nga krahina jonë. E folmja e krahinës së... Në çdo krahinë. Pa dallim krahinë. Muzikë e valle nga krahinat.*
2. edhe *hist.* Njësi territoriale-administrative brenda një shteti, e cila ka një kryeqendër; qark (në disa vende të tjera; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
KRAHINOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me krahinën, që i përket krahinës, i krahinës; që është karakteris-tik për një krahinë të caktuar ose për banorët e saj; që lidhet me interesat e ngushta të një krahinë. *Da-llime krahinore. Kostum krahinor. Ndarja krahinore. Këshilli krahinor.*

*Konferencë krahinore. Fjalë krahinore. gjuh.* krahinorizëm.

KRAHINORlZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT

*libr.* 1. Ndarje e një vendi në disa njësi administra-tive-territoriale sipas krahinave, ndarje krahinore. *Krahinorizmi mesjetar.*

2. Prirje e përpjekje për të mbrojtur interesat e ngushta krahinore; përçarje e grindje ndërmjet krahinave të ndryshme. *Shfaqje krahinorizmi. Ushqenin (nxitnin) krahinorizmin.*

3. *gjuh.* Fjalë, shprehje ose trajtë, që është ka-rakteristike për të folmen e një krahinë dhe që nuk ka përdorim të gjerë në gjuhën letrare kombëtare.

KRAHlSHT *ndajf.* Në rregull, në vendin e vet; shtruar pranë e pranë, krah me krah, në një radhë të caktuar. *vuri rrobat krahisht.*

KRAHISHTIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KJtAHISHTOJ, KRAHISHTOHET. *Kra-hishtimi i shtëpisë. Krahishtimi i këmishëve.*

KRAH1SHTOHET. *Pës. e* KRAfflSHTOJ.

KRAHISHTOJ *kal., ~O\A,* ~UAR. Vë në rregull, vë çdo gjë në vendin e vet; vë diçka në një radhë të caktuar, radhit pranë e pranë, e palos dhe e vë në krah të një sendi tjetër; mbarështoj. *Krahishtoj dhomën (rrobat, plaçkat).*

KRAHlT (KRAHlS) *kal,* ~A, ~UR. 1. Krasit. *Krahitfikun (dardhën).*

2. Pastroj arën nga barërat e këqija. *Krahit me dorë (me kazmë).*

3. Fshij sipër e sipër lëmin për të pastruar grurin e shirë nga byku dhe nga kashturinat; pastroj grurin, thekrën etj. nga byku duke e hedhur lart në ajër, hedh në erë. *Krahit grurin. Krahit me fshesë.*

KRAHlTET. *Pës. e* KRAHIT.

KRAHlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KRAHIT, KRAHlTET.

KRAHlTUR (i,e) *mb.* 1. I krasitur (për pemët). *Mollë të krahitura.*

2. I tëharrur, i pastruar nga barërat e këqija. *Miser (grurë) i krahitur. Are e krahitur.*

3. Që është pastruar nga byku, duke e hedhur në erë (për grurin, thekrën etj.). *Thekër e krahitur. Lëmë* i *krahitur.*

KRAHJETË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Mështekën.

KRAHNEZË,~A . I. Dëborë e ngrirë që ngjit mbi degët e drurëve; shtresë bryme e ngrirë mbi tokë, mbi bar ose mbi gjethet e degët e bimëve, shtrezë. *Pemë (degë) me krahnezë. U shkri krahneza.*

*1.* Mot i ftohtë, acar. *Ishte krahnezë.*

KRAHNICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Secili nga dy drunjtë në brinjë të shtratit të qerres, ku ngulen hunjtë anësorë, falmë. *U thye krahnica.*

KRAHNORËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* KRA-HOSH,~I. *Mbush (var) krahnorësen.*

KRAHNJERR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Shkurre me degë të holla në ngjyrë gështenje të hapur, me gjethe si hala e me bisht të shkurtër, me lule në ngjyrë trëndafili të grumbulluara në vile, që bën fryte të vogla e të gjata, rritet me shumë në pyjet me pishë të zezë dhe përdoret për të bërë fshesa.

KRAHOL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Jelek burrash. *Veshi kraholin. Rrinte në krahol.*

KRAHOSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Trastë me rrip të gjatë, që mbahet varur në sup. *Krahosh i qëndisur. Krahoshi i ushtarëve. Var krahoshin.*

KRAHOSH,~E *mb.* 1. Që e ka kraharorin dhe shpatullat të gjera, shpatullgjerë (zakonisht për djemtë e rritur e për burrat). *Burrë (djalë) krahosh.*

2. si *em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Burrë a djalë krahosh.

KRAKËLLlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zë i çjerrë që nxjerrin disa zogj si sorra, korbi etj.; zë i forte e i çjerrë; kërcitje, krikëllimë. *Krakëllima e korbave (e sorrave).*

*-k* I humbi krakëllima u largua e nuk i dëgjohet me zëri, nuk dihet me se ku është; u zhduk pa lënë gjurmë.

KRAKËLLIN *jokal.,* ~TI, ~TUR. Nxjerr një zë të çjerrë (për disa zogj si korbi, sorra, pulëbardha etj.); nxjerr një zë të forte e të çjerrë; kërcet; krikë-Uin. *Krakëllijnë korbat.*

KRAMSHlNË,~A . 1. Vend me lagështirë ku kal ben drutë e bëhen pleh.

2. *fig.* Shkatërrim, kërdi, rrënim. *U be kramshinë.* KRANDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Krënde. KRANDOHET *vetv.* ~CA (U), ~UAR. Krëndet.

KRAP,~I *m. sh.* KREP, KREPTË dhe ~A, ~AT

*zool.* 1. Peshk i madh i ujërave të ëmbla, me trup të mbuluar me luspa në ngjyrë ari të errët dhe me katër fije si mustaqe të gjata në turi, që e ka mishin me mjaft hala. *Krap i madh (i vogël). Krap gungaç. Kokë krapi. Tavë me krap.*

2. *fig. shar.* Njeri i trashë nga mendja dhe jo i shkathët.

KRAPE,~JA . *anat.* Shtrati i vezëve te kafshët e te shpendët, vezore. *Krapja e pules.* KRAPJE,~A i . *sh.* ~E, ~ET. Qershi qëbën kokrra pak si të forta, zakonisht të zeza dhe të ëmbla. *Krapje kokërrmadhe (kokërrvog'ël).*

KRAPJE,~A H • *sh.* ~E, ~ET. 1. *anat.* He-qës. *Nxori krapjen.*

2. *bised.* Amanet. *la la krapje. E kam krapje.*

KRAPULIQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* 1. I vogli i krapit.

2. Peshk i familjes së krapit, që rron në ujëra të ëmbla, me trup të vogël e me një pale fije të gjata si mustaqe në nofullat e sipërme.

KRASIT (KRASIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Pres degët e tepërta që i marrin ushqimin një peme dhe që nuk e lënë të zhvillohet mirë; pastroj kurorën e një peme jnga degët e thata; shkurtoj degët a rrumbullakos kurorën e një peme. *Krasit mollën (dardhën, ullinjtë).*

2. *fig. bised.* Vras në masë, korr; pakësoj shumë numrin e njerëzve a të kafshëve, dhjetoj. *E krasitëm (armikun) me mitraloz.*

KRASITET. *Pës. e* KRASIT.

KRASITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor a teknik i përgatitur, që krasit degët e pemëve. *Punon si kra-sitës.*

KRASIT JE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KRASIT, KRASITET. *Krasitje dirnërore (verore). Krasitja e pemëve. Krasitja e har-dhive (e ullirit). Krasitje e gjelbër. bujq.* krasitje që bëhet kur bima ose pema ka lëshuar gjethe.

KRASTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kodër e zhveshor, me gurë e me rrasa të bardha, që përdoren si material ndërtimi; vend i thatë dhe i zhveshur, gurishtë. *Krastë e vogël (e madhe). Maja e krastës. Ngjit krastën.*

KRATER,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeogr.* Gryka e vullkanit që vjen si hinkë, nga ku del e derdhet jashtë lava. *Krater i ntadh. Krateri i vullkanit të shuar (të pashuar).*

KRAVATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrip pëlhure (mëndafshi, leshi, pambuku, nailoni etj.), i gjatë e i ngushtë, që e lidhin burrat si nyjë rreth qafës nën jakën e këmishës dhe

e lëshojnë përpara mbi gjoks. *Kravatë e hollë (e trashë). Kravatë e kuqe (e zezë, me vija). Nyja e kravatës. Me kostum dhe me kravatë. Lidh kravatën.*

KRECË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjethja e disa drurëve halorë, që vjen e hollë si gjilpërë. *Krecat e pishes.*

2. Gjemb druri; maja e gjembit *Me shpoi kreca.*

3. Hale peshku. *Peshk pa kreca. I mbeti kreca në fyt.*

4. Diçka e ngjashme me halën e peshkut; halëz gruri, thekre etj. *Krecat e grurit (e thekrës).*

KREÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Koka e lakrës.

KREDENCIAL,~E *mb.* Letra kredenciale *dipt.:* dokument zyrtar që i paraqitet kryetarit të një shteti nga ai që është emëruar si përfaqësues diplomatik i një vendi tjetër pranë këtij shteti.

KREDl,~A. *sh.* ~, ~TË. *1. fin.* Shumë të hollash që i jep banka e shtetit një qytetari, një ndërmarrjeje etj., sipas kërkesës së tyre, me kusht që t'i kthehet pjesë-pjesë brenda një kohe të caktuar. *Kredi bankare. Kredi me afat të gjatë (të shkurtër). Jep kredi. Kërkoi (mori) kredi. Çeli një kredi. Shlyej kredinë.*

*2. fin.* Shumë të hollash që caktohet me ligj nga shteti për t'u përdorur në një degë të ekonomisë a në një fushë të veprimtarisë shoqërore. *Kredi për shëndetësinë (për arsimin).*

3. Dhënia e një shume parash a e mallrave (pa para në dorë) nga banka, nga një tregtar etj. ose nga një shtet një shteti tjetër, me kusht që këto të shlyhen pak e nga pak, zakonisht me një kamatë, brenda një kohe të caktuar. *Kredi me përqindje (me kamatë) të lartë. Kredi me afat të shkurtër (të gjatë). Shet me kredi. E bleu (e mori) me kredi.*

4. *fig. libr.* Besimi që gëzon dikush në marrëdhëniet tregtare ose shoqërore; besim, autoritet. *Ka kredi. Është njeri me kredi.*

KREDlT,~I *m. fin. shih* KREDl,~A $i_2$. *Krediti bujqësor.*

KREDITOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shteti, in-stitucioni, ndërmarrja ose ai që jep para a mallra me kredi; ai që i hap dikujt një kredi; *kund.* debitor.

2. *si mb.* ~, ~E. Që ka të bëjë me kredinë ose me kreditorin; që është kreditor; *kund.* debitor. *Ndër-marrie kreditore.*

KREDO,~JA . *libr.* Tërësia e ideve, e bindjeve a e pikëpamjeve të një njeriu në një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërore; parimet, baza e botë-kuptimit të një njeriu, të një grupi njerëzish, të një organizate a të një partie. *Kredoja politike. Kredoja shkencore.*

KREDH *kal.,* KRODHA, KREDHUR. 1. Zhyt dike a diçka në ujë ose në një lëng; e fut brenda në ujë, në dhe, në kashtë etj.; e hedh në një vend që ka aq shumë ujë sa të mbulon (në det, në liqen etj.); e fundos diku sa të mos duket. *Kredh rrobat në ujë. E krodhi në det. E krodhi dhe e nxori.*

*2. fig.* Fut dike në një gjendje nga është e vështirë të dale, zhyt (në borxhe, në rrugë të gabuar etj.). *E krodhi në borxhe.*

3. *fig.* E bëj dike të përqendrohet i tëri në diçka, sa të mos shohë e të mos dëgjojë asgjë përreth, zhyt. *E krodhi në mendime.*

KREDHARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Shpend uji, me pjesën e sipërme të trupit në ngjyrë të murrme në të zezë dhe me gushën e barkun të bar-dhë, që ushqehet me peshq, të cilët i kap duke u kre-dhur në ujë.

2. *vjet.* Nëndetëse.

KREDHËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që zhytet në thellësi të detit a të oqeanit për qëllime të ndryshme, zhytës, palombar.

KREDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KREDH, KRIDHEM.

KREFSHË~A . *sh.* ~A, ~AT. Kashai.

KREH *kal.,* ~A, ~UR. I. Drejtoj flokët me krehër; rregulloj a ndreq flokët me krehër. *kreh flokët lart (anash).*

*2.* E shkoj leshin a pambukun në makinë ose në një krehër të veçantë, i cili e shprish, e pastron dhe e bën gati për t'u tjerrë. *Kreh leshin (pambukun).*

3. Kashais. *Kreh kalin. Kreh me kashai.*

4. *fig.* Pastroj një tekst, një shkrim etj. nga diçka e tepërt, e ndreq duke i hequr gjërat e paneyojshme. *krehën tekstet mësimore e i përmirësuan.•* I kreh bishtin *dikuj t* i bën lajka dikujt, e lajkaton; e merr më të mirë për të përfituar prej tij.

KREHËR,~RI m. *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Mjet i thjeshtë prej briri, prej druri, prej kocke, prej plas-tike etj., me një varg dhëmbëzash të holla në një anë a në të dyja anët, që përdoret për të krehur a për të ndrequr flokët ose për t'i mbajtur ata që të mos lëvizin. *Krehër i shpeshtë (i dendur, i rrallë). Dhëmbët e krehrit. U thye krehri. Krihem me krehër.*

2. Pjesë e avlëmendit, që përbëhet nga disa dhëmbë të hollë të vendosur njëri pranë tjetrit, nëpërmes të cilëve kalojnë fijet për të endur pëlhurën; shpatë. *Krehri i avlëmendit (i vegjës). I vë krehrat.*

3. Vegël për të lënurur leshin, që përbëhet nga dy kapakë me dhëmbëza prej metali, njërin prej të cilëve e lëvizin mbi tjetrin duke e tërhequr, gërhanë, shutra. *Kapakët (dhëmbët) e krehrit. Kreh leshin në krehër.*

4. Vegël bujqësore, që përbëhet nga një pjesë e metaltë me dhëmbë e nga një bisht prej druri dhe që përdoret për të mbledhur barin, kashtën etj. *Mbledh kashtën (barin) me krehër.*

5. Pajisje e metaltë e një arme (e pushkës, e auto-matikut, e mitralozit etj.), që mban fishekët; sasia e fishekëve sa mban një pajisje e tillë. *Krehër pushke (mitralozi). Një krehër fishekë. Zbrazi një krehër të tërë.*

Lule krehri *bot. shih te* LULE,~JA.

KREHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që kreh leshin a pambukun me një makinë të posaçme.

KREHËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* KRE-HËS,~I.

2. Kashai. *Krehësja e kalit.*

KREHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KREH, KRIHEM. *Krehja e leshit (e pambukut). Makina e krehjes. Punëtorët e krehjes.*

*2.* Mënyrë e rregullimit dhe e ndreqjes së flokëve. *Krehje e thjeshtë (me flokë të ngritur).*

3. *bised.* Reparti i një fabrike, ku krihet leshi. *Pu-non në krehje.*

KREHUR (i,e) *mb.* 1. Që i ka shtruar e drejtuar flokët me krehër; që i ka krehur dhe i ka ndrequr flokët, që është krehur. *Me flokët të krehur. Vjen gjith-monë e krehur.*

*2.* Që është shprishur duke e shkuar në makinë ose në një krehër të veçantë dhe është bërë gati për t'u tjerrë (për leshin, pambukun etj.). *Lesh (pambuk, li) i krehur.*

KRElSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Majë mali. *Kreishtë e thepisur (e rrumbullakët). Hipi në kreishtë.*

KREJT. I. *ndajf.* 1. Plotësisht, tërësisht, fare. *Harroi krejt. U dogj krejt. Humbi krejt.*
*2.* Përdoret për të shënuar një shkallë të lartë të një tipari cilësor që shprehet nga mbiemri ose nga ndajfolja; fare. *Krejt i ri. Krejt i lagur. Krejt budalla. Krejt të ndryshme. Krejt afër.*
II. *pakuf.* 1. Që të gjithë, pa asnjë përjashtim, tërë. *Krejt populli. Krejt vendi.*
2. Tërë, gjithë. *Krejt Me (bar). Krejt ujë.*
3. *Përd. pj.* Njësoj si dikush tjetër nga vetitë fizike a morale, gjallë, tërë. *Krejt i ati (e ëma, i vëllai).*
KREJTËSISHT *ndajf.* Krejt; plotësisht, fare. *Krej-tësisht i ri (i vjetër). Krejtësisht të ndryshme.*
KREKACOR~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *mospërf.* At që lëvdon veten, ai që mbahet më të rnadh e krekoset, mburravec, ngrehaluc.
KREKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru i ven-deve të ngrohta, i ngjashëm me panjën, me lëvore të lëmuar në ngjyrë të kuqërreme, me gjethc të mëdha të ndara zakonisht në pesë pjesë, me lule të vogla, të blerta në të verdhë dhe me push, që bën fryte prej dy farash në ngjyrë të gjelbër dhe ka lëndë të forte, e cila përdoret sidomos për të bërë vegla muzikore; krekëz. *Kreka fletëvogël. Kreka fletëmadhe.*
KREKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lulja a xhufka e zhukës. *U këputi (u preu) krekëzat.* 2. *bot.* Krekë.
KREKËZOHET. *Pës. e* KREKËZOJ.
KREKËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I pres një druri a një peme majat e degëve.
KRËKO *ndajf. bised.* I. Me rroba të reja dhe të hekurosura, me rroba të ngrira, fringo; gjithmonë i veshur mirë, i hekurosur dhe i paster. *Vishej (mbahej) kreko. Rri kreko.*
2. Pa thyer e pa përkulur kurrizin, me trupin drejt si filiz. *Qëndron (ecën) kreko.*
KREKOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Ngre trupin drejt, me gjoksin të nxjerrë përpara dhe kokën lart. *E krekosi trupin.*
• I krekosi (i ngriti) veshët *shih te* VESH,~I.
KREKOSEM *vetv. bised.* 1. Nxjerr gjoksin përpara dhe ngre kokën lart, rri si kacagjel.
2. *fig.* Mburrem e shës mend, mbahem më të madh, kapardisem.
• Krekosej (kapardisej) si gjeli (si këndesi, si kapo-shi) majë plehut *shih te* GJEL,~I.
KREKOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KREKOS, KREKOSEM.
KRELA,~T . *vet. sh.* Flokë të dredhur, kaçurrela. *lëmoi (i përkëdheli) krelat.*
KRELA-KRELA *mb.* Të dredhur, kaçurrela (për flokët). *Me flokët krela-krela.*
KRELOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Bëj kaçurrela, dredh flokët.
KREM,~I *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Ëmbëlsirë si pelte, e përgatit,ur me qumësht, miell, sheqer, vezë dhe erëza, që rrihen së bashku e zihen pak në zjarr; pelte e tillë që u hidhet pastave a tortave përsipër ose u futet si një shtresë në mes. *Krem i bardhë (i verdhë). Krem me kakao (me vanilje). Pasta (tortë) me krem. Hedh kremin në filxhanë (në tasa).*
2. Lëndë e trashë, e përgatitur në mënyrë të posaçme, që përdoret si mjet kozmetik ose si bar për të Iyer lëkurën. *Krem dite (nate). Krem i thatë (i yndyr-shëm). E lyen fytyrën me krem.*
3. Ajkë qumështi, maze, kajmak. *Ngjyrë kremi* ngjyrë si ajo e ajkës së qumështit. *heq (i man) qu~ mështit kremin.*
*4. përd. mb.* Që ka ngjyrë të bardhë në të verdhë si ajka e qumështit. *Këpucë (pallto, triko, fustan) krem.*KREMASTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Varëse rrobash. *Var petition (kostumin) në kremastar. 2.* Vargor. *Var kusinë (gjymin) në kremastar.*
KREMATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Furrë e po-saçme, ku digjen e bëhen hi të ydskurit; ndërtesa ku është vepdosur kjo furrë.
KREMTE,~JA (e) . *sh.* ~E, ~ET (të). 1. *fet. \vjet.* Festë fetare; ditë pushimi me rastin e kësaj feste. *Të kremteve nuk punonin. Veshur si për të kremte* veshur me rroba të reja.
2. *bised.* Ditë pushimi, dita kur dikush nuk punon.
KREMTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KREMTOJ, KREMTOHET. *Kremtimi i festave të Nëntorit.*
KREMTOHET. *Pës. e* KREMTOJ.
KREMTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *fet., vjet.* Festoj një festë fetare. *Kremtonin pashkët (bajramin).*
*2.* Festoj a përkujtoj një ditë ose një ngjarje të shënuar. *Kremtoimë 29 Nëntorin (35-vjetorine Çlirimit). Kremtoi ditëlindjen. Kremtuan përvjetorin e martesës.*
KRENAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Maja me ie lartë e një vendi, ë një mali a e një kodre; ana e sipërme e një vendi!
2. Diçka që ndodhet në flllim, kreu i diçkaje. *Kre-naja e arës.*
3. Pjesa e sipërme e më e mirë e një gjelle, gryka e gjellës, kreu. *mori krenajën (gjellës).*
KRENAR,~E *mb.* 1. Që e çmon dhe e nderon veten si njeri e si qytetar, që nuk i lë të tjerët ta marrin nëpër këmbë, ta fyejnë e ta poshtërojnë, që nuk e ul kokën para të tjerëve; që e mbron ballëhapur nderin e di-njitetin e vet; që shpreh një ndjenjë a një qëndrim të tillë, kryelartë. *Vajzë krenare. Djalë krenar. Bir krenar i popullit. Me pamje krenare. Me vështrim krenar.*
2. Që kënaqet më të drejtë për sukseset a për fitoret e arritura, për detyrat e rëndësishme dhe për punën e mirë që ka kryer ose për vetitë e cilësitë e veta të shquara; ballëlartë; që shpreh një ndjenjë a një qëndrim të tillë; sypatrembur, madhështor. *Popull krenar. Rini (ushtri) krenare. Shqiponja krenare. Me hap krenar. Ecim (marshojmë) krenare. E presim krenare festën e çlirimit (Kongresin e Partisë). Parakalojmë krenare. Valon krenar flamuri.*
3. *poet.* I lartë, fisnik. *Ëndrra (dëshira, qëllime, synime) krenare. Thirrje krenare.*
*4. keg.* Që e çmon veten me lart se të tjerët dhe mbahet më të madh, që i është rritur mendja e sillet me mospërfillje a me përbuzje ndaj të tjerëve; që ëShtë karakteristik për një njeri të tillë, që shpreh një ndjenjë a një qëndrim të tillë; mendjemadh. *Njeri krenar. Përgjigje krenare.*
KRENARl,~A . 1. Të qenët krenar, vetia e ndje-njat e atij që është krenar; qëndrim krenar; krye-lartësi. *Krenari e ligjshme. Krenaria e shqiptarit. Lufton me krenari. Flet (përgjigjet) me krenari. E man kre-narinë. E ka humbur krenarinë.*
*2. keq.* Mendjemadhësi. *Krenari e sëmurë.*
KRENARISHT *ndajf.* 1. Në mënyrë krenare, me ballin lart, me krenari. *Parakalon krenarisht (populli, ushtria). Valon krenarisht (flamuri). Rune krenarisht (heronjtë).*

2. *keq.* Duke e çmuar veten mbi të tjerët dhe duke u mbajtur më të madh, duke u mburrur pa të drejtë; me mendjemadhësi, me mospërfilljc ndaj të tjerëve-*Sillet (flet, përgjigjet) krenarisht.*
KRENOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. 1. E
ndiej veten më të drejtë krenar e qëndroj ballëlart për sukseset a për fitoret e arritura, për detyrat e rëndësishme dhe për punën e mirë që kam kryer, për vetitë e cilësitë e shquara që kam, për traditat e shkël-qyera të popullit timetj. *Krenohemi për fitoret e arritura. Krenohemi për të parët tone. Krenohemi për he-roizmin e popullit tone.*
*2. keq.* E vë veten mbi të tjerët, mbahem më të madh, mburrem pa të drejtë; sillem me mospërfillje ndaj të tjerëve.
KREP,~I i m. Pëlhurë prej mëndafshi ose prej leshi, e punuar hollë, por me sipërfaqe jo të lëmuar, që përdoret zakonisht për veshje të lehta grash; cope e zezë nga kjo pëlhurë, që përdorin grate për të mbu-luar kokën, zakonisht si shenjë zie. *Krep i bardhë (i zi). Fustan (shami) krepi.*
KREP,~I n *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Shkëmb me majë të mprehtë, shkëmb i thepisur; shkrep. *Krepat e malit.*
2, Cope e madhe akulli, shkëmb akulli. *Krep akulli.*
KREPATOHEM *vetv.* 1. Shqetësohem shumë, me ngrihet mendja për diçka, me prishet gjaku. *Krepa-tohet kot.*
2. *Pës. e* KREPATOJ.
KREPATOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Thërras dike për ndihmë, i bëj thirrje me zë të lartë; jap kush-trimin. *Krepatoi fshatarët.*
*2.* E shqetësoj dike, ia ngre mendjen për diçka, ia prish gjakun. *E krepatoi kot.*
KREPOJ *jokai,* ~OVA, ~UAR. Qaj shumë, qaj me zë të lartë derisa lodhem, pëlcas së qari. *Krepoi fëmija.*
KRESË,~A *. sh.* ~A, ~AT. 1. Jastëk. *Me kresë nln kokë.*
*2.* Ana e sipërme e diçkaje, kreu, krenaja. *Kresa e arës. Në kresë të fshatit.*
3. Pjesa më të cilën fillon diçka, fillimi i diçkaje. *Kresa e mësimit (e punës).*
KRESTOMACf,~A. *sh.* ~, ~TË *libr.* Përmbledh-je studimesh shkencore ose pjesësh të zgjedhura let-rare nga autorë të ndryshëm, që bëhet sipas një pro-grami të caktuar mësimor dhe shë"rben zakonisht si tekst për shkollat. *Krestomaci e autorëve të Rilindjes.*
KRESHKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjethe, fletë; *përmb.* tërësia e gjetheve të një druri, fletët. *dolën kreshkat pemës. I ranë kreshkat mpllës. U ra kreshka drurëve.*
*2. zakon. sh.* Leskrat e lëkurës së disa drurëve (si pisha etj.). *Kreshka të ashpra. E ka trungun me kreshka.*
3. Luspë peshku. *Kreshka të mëdha (të vogla). Pastroj kreshkat (e peshkut).*
KRESHKËT (i,e) *mb.* Që përbëhet nga disa shtresa të holla, të cilat ndahen lehtë, që është petë-petë (për disa gurë e shkëmbinj). *Gurë (shkëmb) i kreshkët.*KRESHMË,~T *. zakon. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Ditë a kohë e caktuar, zakonisht para disa të kremteve kryesore, gjatë së cilës feja e krishterë u ndalon be-simtarëve të hanë mish e bulmet (në vendet ku vepron feja e krishterë). *Kreshmët e mëdha* kreshmët prej shtatë javësh përpara pashkëve. *Kreshmët e vogla* kreshmët prej gjashtë javësh përpara krisht)indjeve. *Kreshmët e gushtit* kreshmët dyjavore në gjysmën e parë të gushtit. *Nuk mbajmë kreshmë. Ishte me kreshmë* kreshmonte.
KRESHMOJ *jokal., yO\A,* ~UAR *fet.* Nuk ha mish e bulmet në një ditë a në një kohë të caktuar, mbaj kreshmë (në vendet ku vepron feja e krishterë).
KRESHMOR,~E *mb. fet.* 1. Që nuk përmban mish a bulmet, që gatuhet për kreshmë, që hahet në ditët e kreshmëve (në vendet ku mbahen kreshmët). *Gjellë kreshmore. Drekë (darkë) kreshmore.*
2. Që ka fare pak lyre, i varfër, i tillë sikur është gatuar për kreshmë (për një ushqim a gjellë). *Ushqime (gjellë) kreshmore.*
3. si *em.* ~E, ~JA *. sh.* ~E, ~ET. Gjellë pa mish e pa bulmet, e gatuar për kreshmë vetëm me vaj, gjellë kreshmore.
KRESHNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Hero epik i rapsodive tona popullore, që paraqitet me trup të madh, me force të jashtëzakonshme e me veti pë-rrallore, që kryen vepra heroizmi për mbrojtjen e vendit dhe të popullit. *Çetat e kreshnikëve. Këngët e kreshnikëve.*
2. *lart.* Trim i madh me shpirt të paepur e fisnik, që kryen vepra të larta heroizmi; fatos, hero. *Kresh-nikët e maleve. Kreshnikët partizanë.*
KRESHNIK,~E *mb.* I. Që ka të bëjë me heroin epik të rapsodive tona popullore; që u këndon ve-prave heroike të këtyre heronjve. *Këngë kreshnike.*
2. *lart.* Që shquhet për trimëri, për fisnikëri dhe për shpirt të paepur, që lufton si një kreshnik. *Njeri (burrë) kreshnik. Grua kreshnike. Popull kreshnik.*
3. *lart.* Heroik; i mbuluar me lavdi, i lavdishëm. *Armë kreshnike. Lufta kreshnike. Mcdet (bjeshkët) kreshnike. Vend kreshnik.*
KRESHNIKE,~JA *. sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KRESHNIK,~U 2. *Kreshnikja e maleve.*
KRESHNIKl,~A . 1. *lart.* Të qenët kreshnik, të qenët me veti flzike e morale të larta; trimëri e shquar, heroizëm.
2. *përmb.* Tërësia e kreshnikëve, kreshnikët. *Kresh-nikia e maleve.*
KRESHPË,~A. *sh.* ~A, ~AT. l.Dele me lesh të gjatë, të trashë dhe të ashpër.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dele (dhi) kreshpë.*
KRESHPËRIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KRESHPËROJ, KRESHPË-ROHEM.
KRESHPËROHEM *vetv.* 1. Me ngrihen qimet a flokët përpjetë (për kafshët e për njerëzit); ashpë-rohet (për leshin). *Iu kreshpërua qimja qenit.*
*2. fig.* Tërbohem nga inati, egërsohem.
3. *fig.* I kërcënohem dikujt ashpër.
4. *Pës. e* KRESHPËROJ.
KRESHPËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I bëj
qimet a flokët të ngrihen përpjetë (për njerëzit e për kafshët); e ashpëroj (leshin).
2. *fig.* Bëj dike të inatoset shumë, e bëj që t'i ngrihen qimet a flokët përpjetë nga inati, e tërboj.
KRESHPËRUAR (i,e) *mb. 1.* Që janë ngritur përpjetë (për flokët a qimet); i ashpëruar (për leshin). *Me flokë të kreshpëruar.*
*2. fig.* I inatosur shumë, i tërbuar nga inati.
3. *fig.* Me shumë dallgë që ngrihen përpjetë, shumë i egërsuar, i tërbuar (për detin). *Det i kreshpëruar.*
KRESHT,~I *m. bot.* Pishë e zezë.
KRESHTAK,~E *mb.* Që ka trajtën e një kreshte, si xhufkë. *Gjethe kreshtake.*

KRESHTASHPËR *mb.* Që e ka kreshtën të the-pisur, që e ka kreshtën të ashpër (për malin). *Mai kreshtashpër.*
KRESHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tufë qimesh të gjata që kanë në qafë disa kafshë (si kali, mushka etj.), jele, krifë; qime të gjata e të ashpra që kanë disa kafshë mbi kurriz a mbi qafë. *Kreshta e kalit, Kreshta e luanit. Kreshta e derrit. Shkund (tund) kreshtën.*
*2.* Kurriz i mprehtë mali a kodre; pjesa e sipërme dhëmbë-dhëmbë e një mali a e një vargmali; maja më e lartë dhe e thepisur e një mali a e një kodre. *Kreshtë shkëmbore. Kreshtë e zhveshur. Kreshtë malt. Kaluan kreshtën.*
3. Rrënja si xhufkë e disa bimëve (e qepës, e hudh-rës, e preshit etj.).
4. Pjesa e sipërme dhëmbë-dhëmbë e dallgëve të detit, kurrizi i dallgëve. *Mbi kreshtën e dallgëve (e vale ve).*
5. Lafsha e kuqe dhëmbë-dhëmbë që ka gjeli mbi kokë; lafshë; xhufkë puplash që kanë disa zogj në kokë, kaçirubë. *Kreshta e gjelit. Zog me kreshtë. Tund-te kreshtën.*
6. Ana e ashpër e gjethes së një bime.
7. Shpina e karriges a e kolltukut. *Mbështetem në kreshtë. V prish (u thye) kreshta.*
8. Pjesa e ngritur ndërmjet dy hullive në are. *Mbjellja e patateve në kreshta.*
*ir* Qen me kreshta (me gjemba) *keq.* njeri i rreptë; njeri i ashpër e i vrazhdë; njeri i pashpirt e mizor.
KRESHTË (i,e) *mb.* I forte, që të shpon kur e prek, që e ka qimen të ashpër; i ashpër. *Qime të kreshta. Lesh i kreshtë. Me flokë të kreshtë.*
KRESHTËBARDHË *mb.* I. Që e ka kreshtën të mbuluar me dëborë, që e ka kreshtën e bardhë. (për malin). *Male kreshtëbardha.*
*2.* Që e ka pjesën e sipërme me shkumë të bardhë (për dallgët e detit). *Valët kreshtëbardha.*
KRESHTËKUQ,~E *mb.* 1. Që e ka kreshtën në ngjyrë të kuqërremtë (për malin). *Malet kreshtëkuqe.*
2. Që e ka kreshtën e kuqe, me kreshtë të kuqe (për gjelin dhe disa zogj). *Gjel (zog) kreshtëkuq.*
KRESHTËMURRMË *mb.* Që e ka kreshtën të murrme a në ngjyrë të errët.
KRESHTOHEM *vetv.,* ~OVA (u),~UAR. 1. Kresh-përohem.2. *keg.* Kapardisem, mbaj veten më të madh; shes mend.
KRESHTUAR (i,e) *mb.* I kreshpëruar.
KREVAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shtrat për të fjetur. *Krevat dërrase (hekuri). Krevat i gjerë (i ngushtë, \tek, dysh). Sustë krevati. Koka e krevatit. Dhomë me \një krevat (me dy krevatë). Shtroj krevatin. Bie (shtri-\hem, fie) në krevat.*
E la krevatin (shtratin, dyshekun, jatakun) *shih te* SHTRAT,~I. U ngrit nga krevati (nga shtratf, nga dysheku, nga jataku) *shih te* SHTRAT,~I. Zuri krevatin (shtratin, dyshekun, jatakun) *shih te* SHTRAT, i~I i.
KREVË,~A *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Furkëz.
KREZM,~I *m. fet.* Vaj i shenjtë që përdoret në shërbesat fetare katolike (në vendet ku vepron kisha katolike).
KREZMIM,~I *m. fet.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të ibljeve KREZMOJ, KREZMOHEM.
2. Riti fetar a ceremonia që bëhet në kishë kur krezmohet fëmija a i rrituri (në vendet ku vepron kisha katolike). *Merrte krezmimin* krezmohej.
KREZMOHEM *fet. Pës. e* KREZMOJ. *Krezmo-heshin në kishë.*
KREZMOJ *kai,* ~OVA, ~UAR *fet.* Lyej me krezm në kishë fëmijën e rritur për ta bërë katolik (sipas dogmave të fesë); kthej në katolik një të rritur që pranon këtë fe, duke i bërë ceremoninë e lyerjes rne krezm (në vendet ku vepron kisha katolike).
KRËND,~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET dhe KRËNDE, ~JA. *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Degë të holla e të thata druri, që përdoren për të ndezur zjarrin, karthje të holla. *Mbledh krënde. E ndezi zjarrin me krënde.*
2. Degë të holla e të njoma druri, të prera me gjithë gjethe, që u jepen si ushqim bagëtive. *Krënde të njoma. Një krah krënde. U hodhi ca krënde (bagëtive).*
Ishte me dy krënde në vatër ishte në gjendje të keqe ekonomike; rronte në varfëri, në skamje. Nuk preket (as) me krënde a) është shumë nevrik e i papërmbajtur, nuk guxon t'i flasësh për diçka se nxehet shpejt; b) e mban veten shumë, i duket vetja kushedi se çfarë është; nuk preket me pupël.
KRËNDET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Nxjerr sythat e filizat e pare, mugullon; lëshon gjethe, mbulohet me gjethe. *U krënd pema.*
KRËNDISHTË,~A . *sh.* ~E, ~ET. Vend me drurë e shkurre të thata; vend me krënde; zabel i ri ku presin krënde.
KRËNDOHET *vetv.,* ~UA (u), ~CAR. Krëndet. *Krëndohet pema.*
KRËNDTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Sythi a filizi i parë që lëshon një dru, mugull. *Doli krëndthi.*
KRËNDULLI,~A. *sh.* ~, ~TË. *shih* KRËNDISH-
TjË,~A.
KRI,~A . *sh.* ~, ~TË *zool.* Kandërr e vogël dhe e zezë që bren drurin e orenditë, krimbi i drurit. *ka hyrë kria (drurit).*
KRIDHEM *vetv.* 1. Zhytem në ujë; futem brenda ng ujë, në kashtë etj.; hidhem në një vend me shumë ujë sa mbulohem i tëri; fundosem diku sa nuk dukem;
*kund.* shkridhem. *Kridhem në ujë. Kridhem në det (në lumë, në liqen). Kridhem në kolltuk (në krevat).*
*2. fig.* Futem a zhytem në një gjendje, nga është e vështirë të dal (në borxhe, në rrugë të gabuar etj.). *Ishte kredhur në borxhe.*
3. *fig.* Përqendrohem i tëri në një punë, sa nuk shoh e nuk dëgjoj asgjë përreth. *Kridhem në punë. Kridhem në leximin e librit. U krodh në mendime (në kujtime).*
*4. Pës. e* KREDH.
KRIDHË,~A . Baltë e madhe ku mund të fun-doset këmba. *Ra kali në kridhë.*
KRIFË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Jele, kreshtë. *Krifa e kalit. Krifa e Iuanit. Tund krifën. Kap për krife.*
2. Grumbull a dorë degësh misri të palidhura, që lihet në are gjatë korrjes. *E bëj krifë misrin.*
KRIFËBARDHË *mb.* Që e ka krifën të bardhë. *Kale (mëz, pelë) krifëbardhë.*
KRIFËGJATË *mb.* Që e ka krifën të gjatë. *Kale krifëgjatë.*
KRIFSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre a dru me gjethe gjithnjë të gjelbra, me lule të vogla, të bardha në të verdhë e të grumbulluara si vile në rrëzë të gjetheve, që rritet në çdo lloj toke dhe përdoret kryesisht si dru zjarri ose për të bërë qymyr; mret.

KRtHEM *vetv.* 1. Drejtoj flokët e mi me krehër; rregulloj a ndreq flokët e mi me krehër; *kund.* shkri-hem. *Lahem, krihem e vishem.*
2. *Pës. e* KREH.
KRIJESË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Qenie e gjallë (njeri, kafshë) që ekziston objektivisht në botë. *Kri-jesë e vogël. Krijesë e bukur (e shëmtuar). Krijesë e dobët. Krijesë e mjerë (e varfër, fatkeqe). Krijesë e natyrës.*
2. Gjithçka që është krijuar, krijim. *Është krijesë e mendjes.*
KRIjlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KRIJOJ, KRIJOHEM. *Krijimi i Partisë Komuniste Shqiptare. Krijimi i Ushtrisë Na-cionalçlirimtare. Krijimi i shoqërisë socialiste.*
*2.* Diçka e krijuar me punë mendore ose fizike, vepër e krijuar. *Krijime letrare (artistike, shkencore). Krijime të bukura (me vlerë). Krijime të pavdekshme. Krijime të dobëta.*
3. Diçka e shpikur nga mendja, diçka e sajuar e jo e vërtetë, pjellë e mendjes. *Krijim i fantazisë.*
KRIJIMTARI,~A . 1. Veprimtaria e gjallë e njeriut për të krijuar vlera materiale e kulturore në fusha të ndryshme të jetës, puna që bën njeriu për të shndërruar sendet e botës në vlera të reja të dobishme për shoqërinë; veprimtari krijuese. *Në kulmin e kri-jimtarisë.*
*2.* Tërësia e krijimeve letrare, artistike a shkencore të një njeriu, të një grupi njerëzish ose të gjithë popullit. *Krijimtaria letrare (artistike, shkencore). Krijimtaria gojore e popullit* folklori. *Shtëpia e kulturës dhe e krijimtarisë popullore.*
KRIJOHET *vetv.* 1. Lind a shfaqet diçka që nuk ka qenë me pare; shkaktohet. 2. Lind a formohet te dikush (një ide, një men-dim etj.)- *U krijua bindja (ideja, mendimi, përshtypja) se...*
3. Lind diçka e re në kushte e rrethana të cak-tuara. *U krijuan mundësi të reja. Krijohen kushtet për diçka.*
4. *Pës. e* KRIJOJ 1-3.
KRIJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj diçka të re, që nuk ka qenë me pare, me punë mendore a fizike; hartoj, kompozoj diçka të re; shpik. *Krijoi një tip (një model) të ri makine. Krijoi një vepër let rare (shken-core).*
*2.* Themeloj diçka, ngre, organizoj, formoj. *Krijoi Par tine. Krijoi qeverinë. Krijoi shtetin e ri shqiptar. Krijoi brigadën (çetën). Krijuan një institution të ri.*
3. Grumbulloj e ruaj diçka për ta përdorur me vonë ose për arsye të tjera, mbledh, bëj që të mblidhet. *Krijon rezerva (stoqe)*.
4. *vet. veta III.* Ngjall, shkakton. *Krijon gjallëri (gëzim, entuziazëm). Krijon shqetësime.*
5. Arrij të kem, fitoj; formoj për veten time. *Krijoj bindjen (mendintin). Krijoj një ide. Krijuan përshtypje të mira.*
6. Përgatit, siguroj diçka. *Krijoj kushtet për punë (për pushimj. Krijoj mundësi.*
7. E formoj si të tillë, e bëj të jetë i tillë; edukoj, bëj të lindin e të zhvillohen te dikush tipare të cak-tuara të botëkuptimit, të moralit, të karakterit e të sjelljes. *Puna e krijoi njeriun. Portia krijoi njeriun e ri.*
KRIJUAR (i,e) *mb.* I shpikur nga mendja, i sajuar e jo i vërtetë, që është pjetlë e mendjes. *Ngjarje e kri-juar. Tregim i krijuar.*
KRIJtJES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që krijon diçka të re që nuk ka qenë me pare, ai që ka bërë diçka të re; shpikës. *Krijuesi i motorit me avail. Krijuesi i dra-mës (i romanit). Krijuesit e të mirave materiale. Po-pulli është krijuesi i historisë.*
2. Ai që ka themeluar a ka organizuar diçka, the-melues. *Krijuesi i Partisë.*
3. Ai që ka edukuar dike dhe e ka formuar nga pikëpamja e botëkuptimit, e moralit etj. *Krijues i njeriut të ri.*
*4. vet. nj, fet.* Zoti, që sipas besimeve të kota fetare gjoja ka krijuar botën e njeriun.
KRIJI)ES,~E *nib.* 1. Që bëhet a që përdoret për të krijuar diçka të re që nuk ka qenë me pare; që lidhet me krijimtarinë në fushën e letërsisë ose të artit. *Punë (veprimtari) krijuese. Aftësi krijuese. Force (fuqi) krijuese. Leje krijuese.*
*1.* Që krijon vepra në një fushë të caktuar të artit, të shkencës etj.; që merret me krijimtari letrare, ar-tistike etj. *Punonjës (shkencëtar) krijues.*
3. Që shënon a sjell diçka të re, që nuk mbetet vetëm tek e vjetra; që bëhet për të gjetur diçka të re, që përpiqet të gjejë rrugë a mënyra të reja. *Mendim (zbatim) krijues. Në mënyrë krijuese. Zhvillim (dis-kutim) krijues.*
KRIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *tek.* Vegël a mekanizëm i thjeshtë, që përdoret për të ngritur pak nga toka pesha të rënda (automjete, traktorë) kur u ndërrojmë gomat ose kur i ndreqim nga poshtë. *Krik hidraulik. Ngre (ul) me krik.*
KRIKËLL,~LLA . *sh.* ~LLA, ~LLAT. Gotë
e madhe prej qelqi të trashë, me një dorezë, që për-dorët për të pirë birrë; sasia e birrës sa nxë kjo gotë. *Krikëll birre. Piu një krikëll.*
KRIKËLLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Krismë e mprehtë dhe e thatë që përsëritet disa here; krismc e mbytur. *Krikëllima e rrotës së qerres. Krikëllima e derës (e dritares). Krikëllima e braves.*
KRIKËLLON *jokal.,* ~OI, ~UAR dhe KRIKË-
LLIN *jokal.,* ~U, ~RË. Nxjerr një zë të mprehtë dhe të thatë, që përsëritet disa here, kërcëllon; lëshon krisma të mbytura, kërcet. *Krikëllojnë rrotat e qerres (e karrocës). Krikëllin dera (dritarja). Krikëllin çelësi në brave. Krikëllon mitralozi.*
KRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *drejt.* Veprim që kryhet në kundërshtim me ligjet në fuqi, që ka pa-soja të dëmshme e të rrezikshme për shtetin, për sho-qërinë a për ndonjërin nga pjesëtarët e saj dhe që dënohet në bazë të kodit penal. *Krim i rëndë (i shëm-tuar). Krim ndaj popullit. Krime kundër shtetit. Ndje-kja (zbulimi) i krimeve.*
2. *kryes. sh.* Vrasje, djegie, shkatërrime e veprime të tjera çnjerëzore, që bëhen nga regjimet antipo-pullore e reaksionare, nga ushtritë pushtuese etj. *Krime bar bare. Krimet e fashistëve (e nazistëve, e pushtuesve amerikanë).*
3. *bised.* Veprim i keq e i dënueshëm që dëmton rëndë dike a diçka dhe që është në kundërshtim me arsyen e shëndoshë e me qëndrimin e një njeriu të ndershëm e të drejtë.
KRIMB,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Kafshë e vogël pa skelet, me trup të zgjatur, të rrumbullakët, unazor e të butë, pa këmbë, që zvarritet me gjithë trupin e tij dhe që rron në tokë, në pleh, nën gurë etj. *Krimb i vogël (i hollë). Krimbi i dheut (i tokës). Krimb shiu. Zë peshk me krimba. Zogjtë hanë krimba. E shtypi si një krimb.*
2. Larvë e disa insekteve, në trajtën e kësaj kaf-she, që zhvillohet e dëmton bimët bujqësore; mizë. *Krimbi i*

*ullirit. Krimbi i mollës. Krimbi i pjeshkës. Krimbi i rrushit. Krimbi* 1 *misrit. Krimbi i kallirit (të grurit). Krimbi i pambukut (i boçeve të pambukut). Krimbi i duhanit. Krimbi i drurit* kërrmia.

3. Parazit që jeton e zhvillohet në zorrët e fëmijëve ose në trupin e njeriut a të kafshës; rre, bubë. *Krimbi i shtypur* shiriti i derrit. *Krimbat e zorrëve. Ka (nxjerr) krimba. Pi bar për krimba. Krimbat e rrumbullakët* parazitë me trup të zgjatur e të rrumbullakët, të mbu-luar me një lëkurë të forte, të lëmuar e të pandarë në unaza.

•*k* I futi krimbin *dikujt* e bëri të shqetësohet për diçka, e bëri që të dyshojë për diçka. E hante (i kishte hyrë, e brente) krimbi e mundonte diçka për-brenda vazhdimisht; e grinte përbrenda pak e nga pak s'e linte të qetë (një mendim, një dyshim etj.). I ka hyrë krimbi *diku.jt a diçkaje* a) e ka zënë së-mundja; është kalbur; b) ka filluar ta shqetësojë diçka, i ka hyrë dyshimi për diçka. Ka krimbat *dikush* lëviz shumë, nuk zë vend, nuk rri ulur në një vend për një kohë të gjatë. Ka zënë krimba a) është fëlliqur shumë; është shumë i papastër nga që nuk është larë prej kohësh; b) ka ndenjur për një kohë të gjatë në një vend pa lëvizur. Si krimbi nën gur me vuajtje e me mundime të mëdha, në kushte të vështira. Krimbi i mëndafshit vemje e larvë e një insekti të llojit të fluturave, që ushqehet zakonishtme gjethe mani dhe që me në fund mbyllet në një fshikëz, nga e cila nxirren fijet e mëndafshit.

KRIMB *kal,* ~A, ~UR. 1. Fëlliq shumë, e bëj të zërë lerë nga që e mbaj për një kohë të gjatë pa |e larë, e leros. *E krimbi fustanin (këmishën).*

2. *fig. keq.* Grumbulloj diçka (para, ushqim, mall) dhe e ruaj për një kohë të gjatë.pa e përdorur (thuhet zakonisht për koprracët). *krimbi paratë (mollët, fiqtë).*

3. *bised.* I jap dikujt me shumicë (para, mall). *E krimbi me Iekë.*

KRIMBALESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* 1. Kri'mb i vogël, i mbuluar me një push të nolle si lesh, që flëmton gjethet e pemëve; vemje.

2. Larva e disa insekteve.

KRIMBÇE *mb.* Që i ka hyrë krimbi, i krimbur. *Arrë krimbçe.*

KRIMBEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Mbushet me krimba, zë krimba. *U krimb mishi (djathi).*

2. *vet. veta HI.* I hyn krimbi dhe e ha, brehet a gërryhet nga krimbi; kalbet, prishet. *U krimbën mollët (arrat). U krimbën orenditë. Iu krimbën dhëmbët.*

3. *fig.* Me zë një sëmundje, e cila dalëngadalë me dobëson e me merr shëndetin; kalbem.

4. Bëhem shumë i papastër, fëlliqem, zë lerë, Je-rosem nga të palarët. *U krimb fare. I janë krimbur ndërresat. Laje fëmijën, se u krimb!*

5. *bised.* Mbushem plot me diçka (me të holla, me mall etj.), zë shumë. *U krimb me para. V krimb rrte morra.*

KRIMBËRf,~A *përmb. 1.* Tërësia e krimbave, krimbat. 2. Shumicë e madhe njerëzish a kafshësh, mizëri.

KRlMBJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup -timeve të foljeve KRIMB, KRIMBEM.

KRIMBUR (i,e) *mb.* 1. Që është mbushur me krimba, që ka zënë krimba. *Djathë i krimbur.*

2. Që i ka hyrë krimbi dhe e ka ngrënë, që është gërryer nga krimti; i kalbur, i prishur. *Pemë të krimbur a. Orendi të krimbur a. Dhëmballë e krimbur.*

3. *fig.* Që i ka hyrë një sëmundje, e cila dalëngadalë e bren dhe i dobëson shëndetin; pa fuqi e pa shën-det; i kalbur. *Njeri i krimbur.*

*4.* Që ka zënë lerë nga të palarët, që është fëlliqur shumë. *Me një bluzë (me një fustan) të krimbur.*

5. *përb.* Që nuk vlen shumë, pa ndonjë vlerë të madhe, që s'ka shumë rëndësi, i parëndësishëm (për sende). *U prishën për dhjetë lekë të krimbur. Bënë fjalë për një pale këpucë të krimbura.*

6. *bised., keq.* Me mendime të mykura, me kon-cepte reaksionare e me mbeturina mikroborgjeze; që ka marrë tatëpjetën, pa të ardhme; i kalbur, i my-k ur. *Ca borgjezë të krimbur.*

•*k* Ishte i krimbur në flori ishte shumë i pasur.

KRIMINAL,~E *mb.* Që përbën krim a që synon të kryejë një krim; që është i dëmshëm e i rrezikshëm për shtetin, për shoqërinë a për ndonjë pjesëtar të saj; që është karakteristik për kriminelin, që e kryen një kriminel, prej krimineli. *Vepër (veprimtari) kriminale. Plane (qëllime) kriminale. Bombardime (sulme) kriminale. Metoda kriminale.*

KRIMINALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *drejt.* Ai që merret me kriminalistikë, specialist në krimina-listikë.

KRIMINALISTlKË,~A . *drejt.* Shkencë e ve-çantë që studion metodat, mënyrat dhe mjetet e he-timit e të zbulimit të krimeve.

KRIMINALITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e krimeve të ndryshme të kryera në një vend brenda një kohe të caktuar; veprimtari kriminale. *Rritja e kriminalitetit në vendet kapitaliste e revizioniste.*

2. Karakteri kriminal i një veprimtarie, qëllimi a synimi kriminal i një veprimi a qëndrimi.

KRIMINEL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. *drejt.* Ai që ka kryer a që kryen një krim; vrasës. *Kriminel lufte. Kriminelët fashistë. Fytyrë krimineli. Zbuloj (dënoj) kriminelin.*

*1. bised.* Ai që dëmton rëndë dike a diçka, duke vepruar jo si njeri i ndershëm, i drejtë e i arsyeshëm.

KRIMINELE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KRIMINEL,~I.

KRIP,~I *m. vjet.* Tërësia e flokëve; flok. *Kripi i kresë.*

KRIP *kal,* ~A, ~UR. I. I hedh kripë një gjelle a një ushqimi për t'i dhënë shije. *Krip sallatën (gje-llën, pataiet). E kripi shumë.*

*1.* Fut perime, bulmet etj. në kripë a në shëllirë për ta ruajtur për një kohë të gjatë; bëj turshi, regj; i hedh kripë mishit etj. që të rrojë me gjatë ose të mos prishet. *Krip speca (domate, kastraveca)- Krip peshkun (mishin). Krip lëkurët.*

3. I hedh përsipër pak sheqer, hi ose diçka tjetër që është në trajtë pluhuri a kokrrizash fare të imëta. *Krip bukën me sheqer. Krip me miell. Krip me hi. Krip llaçin me çimento.*

*4.* U shtie bagëtive të hanë kripë. *Krip delet (dhitë). -k* I kripi kokën *dikujt* e vrau, e zhduku nga faqja e dheut. la kripi lëkurën *dikujt* e vrau. Ta krip lëkurën a) të merr gjithçka (paratë, mallin etj.), të rrjep keqas; b) e shet mallin shumë shtrenjtë (për një tregtar, matrapaz). Të kripsha mendjen (trutë)! *mospërf., iron,* qenke fare pa tru! ç'janë këto buda-llallëqe që po thua! (i thuhet dikujt kur flet kot ose thotë diçka pa u menduar, pa gjykuar mirë).

KRIPANIK,~U i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mbaj-tëse kripe, kripës.

2. *gjell.* Lakror i gatuar me miell misri, me gjizë të kripur e me dhallë.
KRIPANIK,~U ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri shumë i varfër e i këputur, njeri që s'ka gjë prej gjëje. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
KRIPEM *vetv.* 1. Ha diçka të kripur (zakonisht pak); ndiej shijen e kripës në gojë. *U kripëm me gjizë (me turshi). Sa për t'u kripur.*
*2. vet. veta III.* Merr kripë, bëhet i kripur; regjet duke u lënë në kripë a në shëllirë për një kohë të caktuar, bëhet turshi (për perime, ushqime etj.). *U kripën specat (kastravecat). U krip lëkura.*
3. *Pës. e* KRIP.
KRlPË,~A . *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. I. Lëndë e bardhë dhe e forte në trajtë kokrrizash të vogla të kristalta, e tretshme në ujë, me shije të njelmët, qënxirret nga uji i detit (nëpër kripore) a nga toka (në miniera) dhe që përdoret në gjellë ose u hidhet ush-qimeve për t'i riiajtur për një lcohë të gjatë. *Kripë e bardhë* kripë e pastruar mirë. *Kripë gjellë. Kripë guri* kripa që nxirret në miniera. *Gjalpë (djathë, gjizë) me (pa) kripë. I hedh (i sktie) kripë gjellës. Vi (shtie) në kripë. E shoh gjellën për kripë. E ha me pak kripë. për atë kripë! bet., vjet.*
2. *kim.* Përbërje kimike, e formuar nga zëvendë-simi i plotë a i pjesshëm i hidrogjenit të një acidi me metal e me njëvlerës të tij. *Kripëra organike (joorga-nike). Kripëra minerale. Kripa e potasit. Kripa e he-kurit. Kripa e argjendit.*
3. *mjek.* Lëndë e bardhë dhe e kristaltë që pihet për të dale j ash to kur jemi kaps; sulfati i magnezit. *Pi kripë.*
*4. fig. bised.* Shije a lezet; a jo çka e bën të këndshme e tërheqëse një bisedë, një fjalë etj.; ajo që të bën ta pëlqesh dike a diçka. *Fjalë me kripë* fjalë që thuhen me zgjuarsi e me mprehtësi. *Bisedë (anekdotë) me (pa) kripë. Njeri pa kripë* njeri që nuk të pëlqen ta shikosh ose ta dëgjosh. *hedh kripë bisedës. I doli kripa dikujt ose diçkaje* u be i mërzitshëm, s'ka me shije a lezet, nuk ndien me kënaqësi kur e shikon a kur e dëgjon.
5. *përd. ndajf.* Pa gjë në xhep, trokë. *Ishin kripë (në diell). Mbeti kripë. I la kripë.*
•*k* M'u be kripë *diçka* nuk me vajti mbarë, me shkoi ters (një punë), sepse me dolën pengesa të pa-pritura. Buka e kripa *e diçkaje shih te* BUKË,~A. Gjellë pa kripë *shih te* GJELLE,~A. Me bukë e kripë (e zemër të bardhë) *shih te* BUKË,~A. E ka lëshuar kripa *dike shih te* LËSHOJ. Mbeti (ësbtë) kripë (dë-rrasë, teneqe, pip) *shih te* MBËS $_4$E bëri për ujë me kripë (të kripur) *dike shih tek* UJË,~I. E do si kripën në sy *dike iron,* e urren pa masë, s'do t'ia shohësytë. Kemi ngrënë një barrë (një thes) kripë (një furrë bukë, një hambar miell) bashkë *shih te* FURRË,~A. Hum-bi si kripa në ujë iku diku dhe nuk dihet se ku është, u zhduk pa lënë gjurmë. U shkri (u tret) si kripa në ujë u dobësua menjëherë, ra menjëherë nga shën-deti; u shkri, u tret (nga një sëmundje e rëndë ose nga një hidhërim i madh). Është kripë derri është i varfër sa s'ka, s'ka asnjë lek në xhep. E ka kripën të thatë *shih te* THATË (i,e). I shtypi kripë mbi kokë *di-k uj t shih te* SHTYP. Ç'bën në det e gjen në kripë *Jj. u. shih te* DET,~I. Gjella me kripë e kripa me karar *fj.u.* çdo punë ka një kufi, i cili nuk duhet ka-luar; në çdo gjë duhet ruajtur masa. Mos shtjer kripë he gjellën e botës! *fj. u. shih te* SHTIE.

KRIPËRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë anës detit, që përmban kripë, tokë e kripur dhe jopjellore. *shkripëzuam gjithë kripërishtat.*
KRIPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Enë e vogël prej qelqi, prej plastike etj., që mbushet me kripë të imët dhe vihet në tryezë kur hamë; kuti a arkë e vogël ku mbahet kripa. *Mbush kripësin. Vari kripësin në mur.*
KRIPËS,~E *mb.* Që vihet në kripë a në she Hire e përdoret për t'u ngrënë. *Ulli kripës* ulli kokërrmadh me shumë tul, që kripet pa i marrë vajin e përdoret për t'u ngrënë. *Tranguj kripës.*
KRIPËSI,~A . 1. Të qenët i kripur, të qenët.ne shumë kripë, njelmësi; ajo që na jep shijen e kripës, shija e kripur e diçkaje, kripësirë. *Kripësia e djathit. Kripësia e lotëve. I heq kripësinë.*
2. Sasia e kripës që përmban uji i detit a një lëng tjetër, e cila matet me përqindje. *Kripësia e ujit të detit (të oqeanit).*
KRIPËSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të foljes KRIPËSOJ.
KRIPËSIRË,~A . 1. Shëllirë e përgatitur për të ruajtur djathin a diçka tjetër. *Bëj kripësirë.*
*2.* Përmbajtja e diçkaje që na jep shijen e kripës; shija e kripur e diçkaje. *heq kripësirën. Ka shumë kripësirë. Është mbushur ajri me kripësirë.*
3. *shih* KRIPËSI,~A $_2$.
KRIPËSNlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kuti druri që varet në mur e që shërben për të mbajtur lugët e pirunët ose kripën; shelqe.
KRIPËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I hedh shumë kripë gjellës a një ushqimi tjetër, e bëj shëllirë.
KRIPËZlM,~I *m. libr.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KRIPËZOJ, KRIPËZOHET.
*Kripëzimi i tokave. Kripszimi i ujit.*
KRIPËZOHET *vetv. libr.* I. Shndërrohet në kripë, bëhet kripë. *Kripëzohet uji i detit.*
*2.* I shtohet sasia e kripës, bëhet shumë i kripur. *Kripëzohet toka.*
3. *Pës.e* KRIPËZOJ.
KRIPËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. E shndë-rroj në kripë, e bëj kripë (ujin e detit). *Kripëzoj ujin e detit.*
2. I shtoj sasinë e kripës, e bëj shumë të kripur. *Kripëzon token.*
KRIPJE,~A. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KRIP, KRIPEM. *Kripja e djathit (e gjalpit). Kripja e peshkut. Kripja e lëkurëve.*
*2.* edhe *sh.* ~E, ~ET. Lug prej druri a prej guri, ku u shtihet kripë bagëtive; gjollë. *Kripje e thellë. Shtie kripë në kripje.*
KRIPOR,~E *mb.* Që përmban kripë, që ka kripë, me kripë. *Toka kripore. Tretësirë kripore.*
KRIPORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend i hapur pranë detit, me pellgje të msdha që mbushen me ujë deti për të nxjerrë kripë; minierë për nxjerrjen e kripës së gurit; ndërmarrje që merret me nxjerrjen e kripës. *Kriporja e Vlorës. Ndërtimi i kripores. Punëtorët e kripores.*
2. Kripës. *Kripore me dy të ndara. Me sill kriporen!*
KRIPSHMËRI,~A. Prania e kripës në ujë, në tokë etj.; sasia e kripës që përmban uji, toka etj.; të qenët i kripur. *Kripshmëria e detit (e ujit, e tokës). Rritja e kripshmërisë. Shtimi i kripshmërisë.*
KRIPTOGAME,~T . *vet. sh. bot.* Grup bimësh (si kërpudhat, fieri etj.), që nuk çelin lule dhe nuk bëjnë fryte

të vërteta, që i kanë organet e riprodhimit të fshehta dhe që shumëzohen me spore; bimë pa lule.

KRIPTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tokë e kripur jopjellore, kripërishtë. *Edhe kripthet janë bërë toka buke.*

2. *bot. shih* VESHTULL,~A i. *Kokrrat e kripthit. Lëngu i kripthit. Bagëtia ha degët e kripthit.*

3. *zool.* Qime e gjallë.KRIPUR (i,e) *mb.* 1. Që është me kripë, që për-mban shumë kripë (për ujin e detit, për tokat afër dctit etj.)- *Ujë i kripur. Kënetë e kripur. Toka të kri-pur a.*

2. Që i është hedhur shumë kripë, që ka kripë me shumë sesa duhet; i njelmët (për gjellët, bulmetin etj.). *Gjellë (gjizë) e kripur. Djathë i kripur. Është ca i kripur.*

3. Që është vënë në kripë a në shëllirë për t'u regjur a për të mos u prishur, që është përpunuar me kripë; që është bërë turshi (për perimet, ullinjtë). *Peshk i kripur. Speca (tranguj, ullinj) të kripur.*

*4. fig. bised.* Aq i shtrenjtë saqë është vështirë të blihet, shumë i shtrenjtë; i lattë. *Mallra të kripura. Çmime 'të kripura.*

5. *fig.* I mpfehtë dhe me shije, i lezetshëm e tër-heqës, që ka humor të hollë. *Shaka e kripur. Bisedë e kripur.*

KRtPUR *ndajf.* Me vjen kripur: me vjen hidhur, nuk me vjen mirë, me prek e me hidhëron (një fjalë, një bisedë etj.).

KRIS *jokat.,* ~A, ~UR. *1. vet. veto III.* Merr të plasur, çahet pak (për gotën, xhamin etj.). *Krisi gota Ipjata). Krisi xhami. Krisi muri (suvaja, tavani).*

*2. kal.* Bëj që të mar re të plasura *a* të çahet pak (gota, xhami etj.). *E krisi gotën.*

3. *vet. veto III.* Nxjerr një tingull të mprehtë e të thatë, kërcet. *Krisi dera.*

4. *vet. vet a III.* Pëlcet, kërcet (për armët); shpër-then menjëherë, buçet. *Krisi pushka* filloi lufta. *Krisi mitralozi (automatiku...).*

5. *vet. veta III.* Fillon a shpërthen pa pritur e me zhurmë të madhe, pëlcet. *Krisi lufta. Krisi gazi (të qeshurit). Krisi kënga (vallja). Krisi vaji. Krisi grindja (sherri, poterja, shamata). Krisën grushtet* filluan të rrihen me grushte. *Krisi druri (dajaku, kërbaçi).*

6. *kal.* Filloj menjëherë a befas një veprim. *la krisi gazit (vajit). la krisi këngës. la krisi vrapit.*

7. Largohem më të shpejtë nga një vend; filloj të iki me nxitim; zhdukem. *Krisi e iku. Krisi për në fshat. Krisi më të katra.*

•*k* I krisi koka (mendja, një dërrasë) *dikujt* u prish nga mendtë, u çmend. Si nisi, nuk krisi *shih te* NIS.

KRISET *vetv.* Merr të plasur, çahet pak (për gotën, xhamin etj.). *U kris xhami.*

KRISË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Plasë e hollë që merr diçka (gota, xhami, muri etj.); e çarë e hollë në lë-kurën e një peme shumë të pjekur, në lëkurën e disa perimeve. *Krisë e madhe (e vogël). Krisa e gotës (e xhamit). Krisa e murit. Fik (domate) me krisa. Merr krisë* kris, kriset.

KRISJE,~A i . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeVe KRIS, KRISET. *Shlcakton krisje.*

*2.* Krisë.

KRlSJE,~A II . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Gram. *Shkul krisjet në are.*

KRISJE *mb.* Qershi krisje: qershi që bën kokrra të ëmbla e të forta, të cilave, kur piqen, u pëlcet pak lëkura.

KRISKULL,~I m. *anat.* Eshtra petashuqe që ndodhet në mes të kraharorit të njeriut; dërrasa e kraharorit.

KRlSMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zhurmë e forte dhe e thatë që bën një armë kur zbrazet, një send kur përplaset a kur thyhet etj.; trokitje e forte; kër-citje. *Krisma e pushkës (e mitralozit, e topit, e mines). Krisma e daulles. Krisma e derës. U dëgjuan ca krisma.*

KRISTAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Kokrrizë e disa lëndëve të ngurta natyrore, që është shumëfaqëshe dhe zakonisht e tejdukshme. *Kristal rëre. Kristalet e kripës (e sheaerit).*

2. Lloj qelqi i përpunuar me plumb dhe me silikat potasi, që është me i tejdukshëm e me i rëndë se qelqi i zakonshëm, që shkrihet me lehtë se ky dhe përdoret për të bërë sende zbukurimi, qelqurina, pasqyra etj. *Vazo (gotë, pasqyrë) kristali. Xham kristali. Rruaza kris tali.*

3. *përd. mb.* Shumë i paster, shumë i kthjellët, fare i kulluar; shumë i shndritshëm; i kristaltë. *Ujë kristal. Qielli ishte kristal. Me sytë kristal.*

KRISTALIZlM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve KRISTALIZOJ, KRISTALI-ZOHET. *Kristalizimi i kripës. Kristalizimi i gjuhës letrare kombëtare.*

KRISTALIZOHET *vetv.* I. Merr trajtë kristali, kalon në gjendje kristali, shndërrohet në kristale. *Kristalizohet qelqi. Kristaliz'ohet uji i kripur.*

*2. vet. veta III fig. libr.* Bëhet i qëndrueshëm, merr një forme e një drejtim të qartë e të përcaktuar mirë (një teori, ide, pikëpamje, qëndrim, proces zhvillimi etj.). *U kristalizua norma e gjuhës letrare.*

KRISTALIZOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. I jap trajtë kristali, e shndërroj në kristale a në gjendje kristalore.

2. *fig. libr.* E bsj të qëndrueshëm, i jap një forme, një drejtim të qartë e të përcaktuar mirë (një teorie, ideje, një pikëpamjeje a qëndrimi, një procesi zhvillimi etj.). *Kristalizoj idetë (pikëpamjet).*

KRISTALIZUAR (i,e) *mb. 1.* Që ka marrë trajtë kristali, që është shndërruar në kristal. *Mjaltë i kris-talizuar. Ujë i kristalizuar. Sheqer i kristalizuar.*

2. *fig. libr.* -Që është bërë i qëndrueshëm, që ka marrë forme a drejtim të qartë e të përcaktuar mirë (për ide, pikëpamje, procese zhvillimi etj.). *Gjuhë letrare e kristalizuar. Teori (lëvizje) e kristalizuar.*

KRISTALOGRAFl,~A . Degë e mineralogjisë, që merret me studimin e vetive e të ndërtimit të kris-taleve.

KRISTALOR,~E *mb.* 1. Që është në trajtë kristali a kristalesh, që përbëhet nga kristale. *Lëndë kristalore. Kripë kristalore. Gjendje kristalore.*

*2. libr. shih* KRISTALTË (i,e) 3.

KRISTALTË(i,e) *mb.* 1. Që është si kristal, kristalor.

2. Që është prej kristali. *Gotë (vazo, pasqyrë) e kristaltë.*

3. *fig.* Shumë i paster, shumë i kthjellët, i kulluar; i shndritshëm si kristal; që ka tingëllimin e kulluar të kristalit. *Ujë i kristaltë. Qiell i kristaltë. Zë i kristaltë.*

4. *fig.* I paster, i çiltër. *Dashuri e kristaltë. Ndersh-mëri e kristaltë. Njeri i kristaltë.*

KRISUR (i,e) *mb.* I. Që ka marrë të plasur, që kafilluar të çahet pak (për gotën, xhamin, murin etj.). *Gotë (pasqyrë, pjatë) e krisur. Xham i krisur. Mur (gur) i krisur.*

2. *fig.* I prishur nga tnendtë; që ka guxim prcj të çmenduri, i çmcndur, kokëkrisur. *Njeri i krisur.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Flet (sillet) si i krisur.*

KRISHTERË (i,e) *mb.fet.* Që lidhet me krishterimin, që i përket krishterimit, që mbështetet në dogmën e krishterimit; që ka të bëjë më të krishterët, i të krishterëve (në vendet ku vepron feja e krishterë). *Feja e krishterë. Kisha e krishterë. Lutje e krishterë.*
*2.* Që beson a që quhet sikur beson në krishterimin; që përhap krishterimin. *Popullsi e krishterë. Bota e krishterë.*
3. ii *em.* KRISHTERË,~I (i) m. *sh.* ~Ë, ~ËT (të). Pasues a ithtar i krishterimit (në vendet ku vepron feja e krishterë).
KRISHTERIM,~I *m. fet.* 1. Fe që lindi në shek. I të erës së re dhe që ka për bazë kultin e figures mitike të Krishtit. *Lindja (përhapja) e krishterimit.*
2. Tërësia e të krishterëve, të krishterët.
KRISHTLINDJE,~A . *kryes. sh.* ~E, ~ET *fet.* Një nga festat kryesore të të krishterëve, e cila, sipas dogmave të fesë, njihet si dita e lindjes së Krishtit dhe bie me 25 dhjetor (në vendet ku vepron feja e krishterë). *Nuk i festojmë me krishtlindjet.*
KRITER,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Parim i qartë e i përcaktuar mirë, sipas të cilit jepet gjykimi për diçka, bëhet vlerësimi, klasifikimi, organizing etj. i diçkaje: norma ku mbështetemi për të vlerësuar një ngjarje a për të përcaktuar diçka. *Krilere të drejta (të qarta). Kritere të reja. Kriter i gabuar. Sipas këtyre kritereve. Vë (caktoj) kritere. Zbatoj kriteret. Praktika është kriteri i së vërtetës.*
*2.* Rregull, sipas të cilit duhet të kryhet një punë a diçka tjetër; rendi i veprimeve për të kryer një punë. *Punon me (pa) kriter. 1 ka përdorur me kriter të hollat ( materialet).*
KRITIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që analizon një vepër letrare, artistike a shkencore dhe e vlerëson atë në bazë të disa parimeve, duke vënë në dukje anët e mira e të dobëta të saj; ai që merret me kritikë letrare e artistike. *Krilik letrar. Kritik arti. Kritikët shqiptarë.*
KRITlK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me kritikën, që lidhet me kritikën; që përmban kritikë, që shpreh kritikë. *Artikuf kritikë. Shënime (vëzhgime, vërejtje) kritikë. Analizë kritikë. Vështrim (mendim) kritik. Qëndrim kritik. Me sy kritik.*
*2.* Që lidhet me një gjendje, e cila kërkon kujdes të veçantë (për moshën e dikujt, pir fazën e zhvillimit të diçkaje etj,); që lidhet me ndryshime të rëndësish-me; i rrezikshëm e i vështirë për t'u kaluar; vendimtar. *Moshë kritikë. Gjendje (fazë, periudhë) kritikë. Kohë kritikë. Cast kritik.*
3. *fiz.* Që lidhet me procese të rëndësishme fizike ose kimike, që ka të bëjë me ndryshimin e cilësisë ose të vetive të qenësishme të një trupi a të një Iënde. *Gjendja (pika) kritikë e lëndës. Temperatura kritikë e gazit (e një Iënde). Masa kritikë.*
Realizmi kritik *shih te* REALIZËM, ~$MI_2$.
KRITlKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shoshitja a analiza që i bëhet një pune, një veprimi ose sjelljes së dikujt, duke vlerësuar anët e mira dhe kryesisht duke zbuluar e duke vënë në dukje tS metat e gabimet, me qëllim që të ndreqen; armë revolucionare dhe force lëvizëse e shoqërisë sonë, që përdoret për të ndrequr të metat e gabimet në punë, në shoqëri e në familje dhe për të ecur përpara. *Kritikë e shëndoshë (parimore, e hapur). Kritikë e forte (e ashpër, e buti). Kritikë e sëmurë. Kritikë parolele. Kritikë shoqërore. Forcimi i kritikës. Kritika dhe autokritika. Kritika nga poshtë lart (nga lart poshtë). Bëj kritikë* kritikoj. *Mbyt (shtyp) kritikën. Gjallërohet kritika.*
2. Studim shkencor që analizon a shqyrton një vepër letrare, artistike ose shkencore për të vënë në dukje vlerat e saj, si edhe të metat, gabimet e zbra-zëtitë me qëllim që këto të shmangen e të ndreqen; artikull a studim kritik. *Kritika e burimeve historike. Kritikë e bibliografi. Kritika e tekstit (e librit). Botoj një kritikë.*
3. *let.* Degë e shkencës mbi letërsinë e artin, që merret me analizën e gjithanshme të veprave letrare e artistike dhe i vlerëson ato nga ana ideore e artistike në bazë të parimeve të caktuara, duke vënë në dukje anët e mira dhe anët e dobëta të tyre në lidhjc të ngushtë me kërkesat ideore e artistike të kohës. *Kritikë letrare (artistike).*
KR1T1KOHEM. *Pës. e* KRITIKOJ. *U kritikua në mbledhje. U kritikua për gabimet (për të metat).*
KR1TIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shoshit a ana-lizoj një punë, një vepër, një veprim ose sjelljen e dikujt dhe jap mendimin tim, duke vlerësuar anët e mira e kryesisht duke zbuluar e duke vënë në dukje të metat, zbrazëtitë e gabimet, me qëllim që të shmangen e të ndreqen ato; mbaj qëndrim kritik ndaj dikujt a diçkaje, i bëj kritikë. *Kritikoj shokun. Kritikoj gabimet (të metat). E kritikoi ashpër (rëndë). Kritikoi pikëpamjet e gabuar a. E kritikuan librin (romanin).*
KRITIKl3ES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që kritikon dike a diçka, ai që bën kritikë. *Kritikues parimor.*
KRITIKOESHËM (i) ~ME (e) *mb.* Që duhet kritikuar; që mund të kritikohet. *Sjellje e kritikueshme. Qëndrim (mendim) i kritikueshëm. Vepër e kritikueshme.*
KRITIZER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Ai që ka maninë të kritikojë vend e pa vend, ai që kritikon pa të drejtë ose bën kritikë duke u nisur nga arsye jo të shëndosha. *Qëndrim prej kritizeri.*
KRITHARAQ,~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET. LIoj makaronash si kokrra të mëdha elbi, që përdoren për supë, për t'i ngrënë të ziera pa lëng e me gjalpë etj.; elbje. *Supë me kritharaqe.*
KRIZANTEMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lule vjeshte. *Krizantemë e verdhë (e bardhë). Tufë krizan-temash. Lulëzuan krizantemat.*
KRlZË,~-A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *ek.* Gjendje a periudhë shumë e rëndë në ekonominë e vendeve ka-pitaliste, që shfaqet here pas here me superprodhim mallrash, me rënien e prodhimit, me falimentim në masë të ndërmarrjeve ekonomike, të bankave, me shkatërrimin e prodhuesve të vegjël, me ngritjen e çmimeve, me shtImin e papunësisë dhe me varfërimin e mëtejshëm të proletariatit e të masave të tjera pu-nonjëse.2. Gjendje e vështirë në një fushë (politike, eko-nomike etj.) në vendet kapitaliste e revizioniste, kur kontradiktat janë ashpërsuar shumë deri në shpërthim dhe kur ka çrregullime të rënda në këtë fushë. *Krizë e rëndë. Krizë e përgjithshme. Krizë ekonomike. Krizë financiare (valutore, monetare)* zhvleftësimi i arit dhe keqësimi i qarkullimit të tij, që çon në luftë të ashpër ndërmjet kapitalistëve për zonat e valutës. *Krizë energjetike. Krizë politike* gjendje politike e rëndë në vendet kapitaliste e revizioniste, që sjell pakënaqësi të madhe në masat popullore. *Krizë qe-veritare* periudhë kur një qeveri ka dhënë dorëheqjen dhe ende nuk është formuar qeveria e re që ta zëven-dësojë atë. *Krizë morale. Është në krizë. Në darën e krizës. I ka mbërthyer kriza.*

3. *mjek.* Ndryshim rrënjësor në zhvillimin e një sëmundjeje, që shfaqet me një keqësim të menjëher-shëm të të sëmurit; gjendje e rëndë shëndetësore ose psikike që i vjen papritur një njeriu, i cili vuan nga një sëmundje kronike. *Krizë nervore. Krizë zemre. Krizë në veshka. E zuri kriza. I kaloi kriza.*
KROAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Kro-acisë ose ai që e ka prejardhjen nga Kroacia.
KROAT,~E *mb.* Që lidhet me Kroacinë ose me kroatët, që është karakteristik për Kroacinë ose për kroatët, i Kroacisë ose i kroatëve; që është krijuar nga kroatët. *Këngë kroate. Veshje kroate.*
KROCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Trëndafil i egër, kaçe.
KRODHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Korja e forte që zë buka nga jashtë kur piqet; cope buke e thatë, kothere. *Krodhë buke. për një krodhë bukë. Është rritur me krodha.*
*2.* Dregëz, koriçkë e plages. *Zë krodhë (plaga). I ra krodha.*
KROKODlL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Rrësh-qanor i madh, me trup deri gjashtë metra të gjatë e të mbuluar me një lëkurë të forte, me kokë të shtypur, me gojë të rfiadhe e me dhëmbë të forte, që rron në ujërat e vendeve tropikale. *Lëkurë krokodili. E hëngri krokodili.*
2. *fig. keq.* Njeri që përdor metoda mashtruese për të kënaqur dëshirat e tij të mbrapshta. *Lotë krokodili* lotë të rremë që lëshon dikush gjoja nga dhembja a nga hidhërimi ose ankesa të shtira që bën dikush me qëllim që të mallëngjejë e të mashtrojë të tjerët.
KROL,~I *m. sport.* 1. Mënyrë e shpejtë notimi, që bëhet duke zhytur kokën në ujë dhe duke këmbyer radhazi krahët e këmbët. *Noton me krol.*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Not krol. Stil krol.*
KROM,~I *m. kim.* Metal i forte me ngjyrë hiri në të bardhë e me shkëlqim si argjend, që nuk ndrysh-ket në ajër dhe që përdoret zakonisht në industri për të veshur sendet prej metali *(simboli* Cr^. *Nxjërrja e kromit. Përpunimi i kromit. Lidhjet e kromit. Indus-tria e kromit. Minierë kromi. Minerali i kromit.*
KROMASH,~E *mb. keq.* 1. Që i ka rënë kroma, zgjebarak.
2. *shar. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
KROMË,~A . 1. *mjek.* Zgjebe. *E zuri kroma. Kruhej nga kroma. I raftë kroma! mallk.*
2. *bujq.* Sëmundje kërpudhore që prek disa birhë bujqësore e pemë dhe u dëmton gjethet, degët dhe frytet. *Kroma e patates. Kroma e mollës. Kroma e dardhës.*
3. *bot.* Trëndafil i egër, krocë.
KROMIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve KROMOJ, KROMOHET.
KROMMBAJTËS,~E *mb.* Që përmban krom, kromor. *Shtresa krommbajtëse.*
KROMOHET. *Pës. e* KROMOJ.
KROMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Vesh një vegël a një send prej metali me një shtresë të hollë kromi, me qëllim që të mos ndryshket. *Kromoj kopsat. Kromoj pjesët e sobës.*
KROMOR,~E *mb.* Që përmban krom; i bashkuar me krom. *Çelik kromor.*
KROMOS *kal.,* ~A, ~UR. I ngjit kromën dikujt.
KROMOSEM *vetv.* 1. Me del kroma, me bie zgjeb-ja; zgjebosem. 2. *fig.* Fëlliqem sa mbaj erë të keqe; qelbem.
KROMOSUR (i,e) *mb.* 1. Që ka kromën, që i ka rënë zgjebja.
2. *fig.* Që është fëlliqur sa mban erë; i qelbur. *Den i kromosur.*
KROMOZOM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *biol.* Një nga pjesët përbërëse të bërthamës së qelizës, me forme zakonisht të zgjatur, që ngjyroset e duket veçanërisht në kohën e ndarjes së saj dhe që ka rol përcaktues në trashëgimi e në zhvillimin e qenies së gjallë qysh kur ajo lind. *Kromozomet iks (ipsilon).*
KRONGJIIX,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË. Hell
akulli.
KRONIK,~E *mb.* 1. *mjek.* Që ka filluar shumë kohë më parë e nuk është shëruar; që zhvillohet nga-dalë e nuk shërohet shpejt (për një sëmundje). *Sëmundje (plage) kronike.*
2. *fig.* I vazhdueshëm, i përhershëm, që ka shumë kohë e nuk hiqet. *Uri (papunësi) kronike.*
KRONIKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Vepër ku janë shënuar vit për vit ngjarjet historike; përmbledhje faktesh historike e ngjarjesh kryesore të jetës, të ren-ditura njëra pas tjetrës, sipas kohës kur kanë ndo-dhur. *Kronikat mesjetare. Kronikat osmane. Kronike e plotë.*
*2. let.* Vepër letrare me feme historike, në të cilën autori gjatë shtjellimit të ngjarjeve ndjek me për-pikëri rendin kohor.
3. Rubrikë në një gazetë a në një revistë, që u kushtohet lajmeve të përditshme nga një fushë e ve-çantë e jetës ose e veprimtarisë së njerëzve. *Kronika sportive. Kronika e ngjarjeve.*
*4. kinem.* Film dokumentar që jep ngjarje të ren-ditura njëra pas tjetrës, sipas kohës kur kanë ndodhur; pjesë të shkëputura, të filmuara nga jeta e përditshme e vendit, që jepen gjatë lajmeve *në* televizion. *Shoh kronikën. Po japim disa kronika.*
KRONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Autor i një kronike historike. *Kronistët mesjetare (bizantinë, os-manë).*2. Ai që është ngarkuar të merret me kronikën në një gazetë a revistë; ai që shkruan një kronikë. *Kro-nisti i gazetës.*
KRONOLOGJI,~A. 1. Renditja e ngjarjeve njëra pas tjetrës sipas radhës kohore.
2. Dija që përcakton datat e ngjarjeve historike, shkenca për datat historike.
KRONOLOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me kro-nologjinë, që i përket kronologjisë; që bëhet duke u mbështetur në radhën kohore. *Sipas rendit krono-logjik. Tregues kronologjik.*
KRONOMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Ore
a aparat i posaçëm për të matur kohën me shumë përpikëri deri në të dhjetat e në të qindtat e sekondës, që përdoret zakonisht në garat a në ndeshjet sportive. *Mat me kronometër.*
2. *bised., shak.* Njeri shumë i përpiktë në orar.
KRONOMETRIM,~I *m, sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KRONOMETROJ, KRO-NOMETROHET. *Kronontetrimi i ditës së punës.*
KRONOMETROHET. *Pës. e* KRONOMETROJ.
KRONOMETROJ *kal.,* ~^OVA, ~UAR. 1. Mat
me kronometër (kohën e një gare, kohën sa zgjat një dukuri a një ngjarje etj.); Uogarit me kronometër. 2. *fig. bised.* Mat a Uogarit me përpikëri të madhe, si me kronometër, kohën që duhet për të bërë një punë.
KROPALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Majë e me-taltë e kthyer si gremç, që vihet në fund të hostenit dhe shërben për të kruar dheun nga diçka. *heq dheun plorit me kropallë.*

KROS,~I i *m. sh.* ~E, ~ET *sport.* Vrapim me shumë pjesëmarrës, që bëhet zakonisht në vende të hapura me pengesa natyrore dhe në lartësi të më-dha. *Kros pranveror. Kros popullor. Kros fushor. Fi-tuesit e krosit. Kampionati kombëtar (lokal) i krosit. Bëj kros. Marr pjesë në kros.*

KROS,~I ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qeros.

KROSEM vev.,~A (u), ~XJR. Me bie qerosa; bëhem qeros.

KROSË,~A . Qerosë.

KRUA, KROI *m. sh.* KROJE, KROJET. Burim uji, që në vendin ku del rregullohet e pajiset zakonisht me një lug, me një lëfyt ose me ndonjë mur të posaçëm; gurrë, burim, vendi ku del burimi; uji i tij. *Krua i ftohtë. Kroi i fshatit. Ujë kroi. Mbush ujë në krua. Pi ujë në krua. Lahem në krua.*

*-k* Kemi pirë ujë në një krua jemi prej një vendi; jemi të afërt; e njohim mirë njëri-tjetrirt. Ka pirë ujë në shumë kroje (burime) *shih tek* UJË,~I. Të shpie (të çon) në njëqind (në dyzet) çezma (në krua, në shtatë kroje) e s'të jep ujë të premton, të sjell rrotull dhe nuk të mbaron punë. Kroi (pusi) i mirë njihet në kohë të thatë *fj. u.* në rrethana të vështira njihet njeriu i mirë e i zoti ose miku i vërtetë.

KRtJAJ *kal.,* KROVA, KRUAR. 1. Fërkoj lehtë lëkurën në një pjesë të trupit me gishtërinj a me diçka tjetër kur me ha. *Kruaj kokën (kurrizin, trupin, qafën).*

2. Gërryej me luge, me thikë a me diçka tjetër
fundin e një ene ku është ngjitur gjella; gërryej me thikë koren e djegur të bukës; pastroj diçka duke i hequr papastërtinë me thikë, me tel a me diçka tjetër të forte. *Kruaj kusinë (tiganin). Kruaj bukën e djegur. Kruaj thonjtë. Kruaj dhëmbët. Kruaj baltën e këpucëve.*

3. Kërkoj diku (në dollap. në xhep etj.) me imtësi, duke mos lënë asnjë vrimë pa parë dhe nxjerr që andej çdo gjëqëgjej; kontrolloj çdo qoshe të diçkaje për të gjetur a për të marrë ate që ka mbetur brenda. *Kruaj sirtarët (dollapin). Kruaj xhepat.*

*k* Kruan thonjtë *tall,* rri pa punë; bën diçka të kotë. Kruan veshin *dikush shih te* VESH,~I. Kruaj (pastroj) zërin (gurmazin) kollem lehtë para se të flas, që të me dale zëri mirë ose kur s'di çfarë të them. Smë lë të kruaj dhëmbin *dikush* me rri vazhdimisht pranë, me ngjitet pas e s'më lë të bëj as-gjë. Asnjë s'të kruan si dora jote *fj. u.* asnjë s'ta bën dot shërbimin ashtu siç ia bën njeriu vetes; secili duhet të përpiqet që punës së vet t'i dale zot vetë.

KRUAJTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kruese.

KRUAJTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KRUAJ, KRUHEM.

KRUARA,~T (të). *vet. sh. 1.* Ngacmime që kemi në trup e që na nxitin për t'u kruajtur. *Kishte të kruara.*

*2.* Pjesë e gjellës që mbetet e ngjitur në enë dhe që duhet kruar me luge a me diçka tjetër. *Hante të kruarat.*

KRUES,~I *m. sh.* ~, —IT. Kruese.

KRUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vegël e vogël e metaltë, që përdorin argjendarët, bakërpunuesit etj. për të kruar e për të pastruar metalin para se ta ngjitin. *Pastroj me kruese.*

*2.* Shkop i vogël e i hollë për të hequr grimcat e ushqimeve që mbeten midis dhëmbëve. *Kruese dhëm-bësh.*

3. Përdorëse e vogël prej metali në trajtë grepi e me majën si shatë, për të kruar fundin e tepsisë a të kusisë ku është ngjitur gjella.

KRUHEM *vetv.* 1. Fërkoj lehtë lëkurën me gishtërinj a me diçka tjetër kur me ha; kruaj veten.

2. *vet. veta HI (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me ha. *Me kruhen duart. Me kruhet kurrizi.*

I kruhen (i hanë) hundët *shih te* HUNDË,~A. I kruhet (i ha) shpina (kurrizi) *dikujt shih te* KU-RRIZ,~I. Kujt i djeg le të kruhet! *thjeshtligj. shih te* DJEG. Kujt i ha miza nën kësulë le të kruhet! *shih te* MIZË,~A.

KRUNDE,~T . *vet. sh.* 1. Lëvoret e drithit të bluar, që mbeten në site kur sitim mtellin, mbetunnat e miellit të situr, hime. *Krunde gruri (misri). U hedh krunde pulave.*

*2. fig.* Njeri pa vlerë. *Ishte krunde fare.*

*it* Ishte krunde nuk kishte asnjë lek në xhep, ishte trokë. I raerr krundet për miell *shih te* MIELL,~I. I lire në miell, i shtrenjtë në krunde *shih te* MIELL,~I. Mos u përziej me krundet, se do të të hanë pulat! (po të perzihesh me krundet, të hanë pulat) *fj.u.* po u ngatërrove me njerëz të këqij, do të gjesh belanë.

KRUPË,~A. 1. Shtysë për të vjellë; të pështir. Me *vjen krupë.* 2. Ndjenja përbuzëse që kemi për dike, neveri,ndot, të pështirë. *Kam (ndiej) krupë për dike. Me vjen krupë kur e shoh. Të fut (të kail) krupën.*

KRUPSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që i vjen krupë nga era e një gjelle a kur shikon një gjë që nuk i pëlqen; që i vjen krupë për cdo gjë.

2. Që i vjen neveri a ndot kur shikon dike që nuk e do.

3. Që të ngjall krupë, që të nxit të vjellët (për një gjellë etj.). *Gjellë e krupshme.*

4. Që të ngjall neveri, i neveritshëm. *Njeri i krup-shëm.*

KRUSMË,~A . Mundim, sfilitje; rrënim, prishje e plotë e diçkaje. *vuri krusmën dikuj t* e mundoi, e sfiliti. *vuri krusmën pasurisë* e prishi të gjithë, e harxhoi menjëherë, e rrënoi. *vuri krusmën shtëpisë* e rrënoi, e batërdisi.

KRUSPULL *ndajf.* 1. Me trup të përkulur e të mbledhur si lëmsh (nga një sëmundje, nga pleqëria, nga frika etj.), mbledhur kokë e këmbë bashkë. *U mblodh (rrinte) kruspull. Është bërë kruspull.*

*2.* Së bashku, tok, një mbi një e pa rregull; lëmsh; shuk. *mblodhi rrobat kruspull.*

KRUSPULLtM,—'I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KRUSPULLOJ, KRUSPULLOHEM.

KRUSPULLOHEM *vetv.* 1. Mblidhem kruspull (nga një sëmundje, nga pleqëria, nga frika etj.), mblidhem kokë e këmbë bashkë; strukem. *U kruspullua nga të ftohtët (nga pleqëria).*

*2. Pës. e* KRUSPULLOJ.

KRUSPULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Mbledh kruspull; mbështjell diçka si lëmsh e pa rregull. *kruspulloi rrobat.*

KRUSPULLOR,~E *mb.* I mbledhur kruspull (për disa barishte a perime që mblidhen si kulaç). *Sallatë kruspullore.*

KRUSPULLOS *kal.,* ~OVA, ~UAR. Kruspulloj.

KRUSPULLOSEM *vetv., pës.* Kruspullohem.

KRUSPULLOSUR (i,e) *mb.* I kruspulluar.

KRUSPULLUAR (i,e) *mb.* I. Që është mbledhur si lëmsh e pa rregull (për barishtet, rrobat etj.). *Rroba të kruspulluara.*

2. I mbledhur kruspull (nga një sëmundje, nga pleqëria, nga frika etj.), i mbledhur kokë e këmbë bashkë, i mbledhur si lëmsh. *Plak i kruspulluar.*
KRUSPULLUK,~U *m. bot.* Madërgonë.
KRUSHK,~KU *m. sh.* ~Q, ~QIT. 1. Babai i nuses a secili nga të afërmit e saj (burrë a djalë) kundrejt prindërve e të afërmve të dhëndrit; babai i dhëndrit a secili nga të afërmit e tij (burrë a djalë) kundrejt prindërve e të afërmve të nuses; ai që lidhet e bëhet i afërm me një tjetër me anë të një martese. *E kam krushk. Jemi krushq. Jemi bërë krushq* kemi lidhur krushqi.
2. *etnogr.* Secili nga të afërmit e miqtë e dhëndrit që shkojnë së bashku për të mar.rë nusen. *Krushku i parë* krushkapari. *Krushku i madh* krushkamadhi. *Shkoi krushk. Erdhën krushqit.*
KRUSHKAMADH,~I *m. etnogr.* Krushfcaparë.
KRUSHKAPARË,~I *m. etnogr.* Ai që u prin
krushqve kur shkojnë për të marrë nusen, krushku i pare. *Erdhi krushkapari.*
KRUSHKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Nëna e nuses a secila nga të afërmet e saj (grua a vajzë) ndaj prindërve e të afërmve të dhëndrit; nëna e dhëndrit a secila nga të afërmet e tij (grua a vajzë) ndaj prindërve e të afërmve të nuses. *Erdhi krushka. Shkuan te krushka.*
*2. etnogr.* Secila nga dasmoret që shkojnë së bashku për të marrë nusen. *Doli e priti krushkat. Këndonin krushkat.*
• Rri si krushkë rri pa punë, rri pa bërë asgjë, rri me duar kryq; mbahet si mike dhe kërkon t'i shër-bejnë.
KRUSHKOHEM *vetv.* Bëj krushqi me dike a më të afërmit e dikujt, lidhem me krushqi, bëhem krushk.
KRUSHKOJ *jokai,* ~OVA, ~UAR. Bëj krushqi me dike, krushkohem.
KRUSHQAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Mbles, lajmës. *Me përpara martoheshin me krushqar.*
KRUSHQI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Marrëdhënie shoqërore e afërt pa lidhje gjaku, që krijohet ndërmjet dy familjeve kur bëjnë një martesë, miqësi që Iind ndërmjet dy familjeve mbi bazën e një martese. *Kemi (kemi bërë, kemi lidhur) krushqi* kemi lidhje me anë martesash.
2. *përmb.* Tërësia e krushqve, krushqit. *Pritën krush-qinë e nuses (e dhëndrit). E kishin krushqinë të mirë. Shkojnë e vijnë me krushqinë.*
KRUTAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Kruja ose ai që e ka prejardhjen nga Kruja.
KRUTAN,~E *mb.* Që lidhet me Krujën ose me krutanët, që është karakteristik për Krujën ose për krutanët, i Krujës ose i krutanëve; që është krijuar nga krutanët. *Këngë (valle) krutane. Veshje krutane. Dasma krutane.*
KRYBE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Fije e trashë që nxirret nga liri a nga kërpi kur e krehin, shtupë.
KRYDH *kal.,* ~A, ~UR. I marr dikujt të hollat a diçka tjetër nga xhepi pa e ndier; ia vjedh. *la krydhi të hollat (paratë).*
KRYE- *fjalëform.* Pjesë e parë e f jalëve të përbëra që u përgjigjet nga kuptimi fjalëve krye, kryetar, kryesor; p.sh. kryearkëtar, kryefamiljar, kryeinxhinier, kryeministër, kryemot, kryengritës, kryeartëz, krye-qytet etj.
KRYE, KREU *m. sh.* KRËRË, KRERËT. 1. *vet. sh.* Kokë (bagëti). *Pesëdhjetë krerë dhen (dhi). Dhjetë krerë lopë.*
2. *vet. nj.* Secila nga pjesët kryesore, në të cilat ndahet lënda e një libri, e një teksti, e një rregulloreje etj.; kapitull. *Kreu i parë (i dytë, i tretë...).*
3. Udhëheqës, drejtues i një organizate, i një partie etj. *Kreu i imperializmit (i revizionizmit). Krerët e Ballit Kombëtar.*
4. *vet. sh.* Parësia, të parët e një vendi. *Krerët feu-dalë. Krerët tradhtarë.*
5. *vet. sh. vjet.* Shumë të hollash që jepej me për-qindje fitimi, kryet e gjësë, kryegjë. *ktheu vetëm krerët.*
*6. shih* KRYE,~T i, 5-7.• Nga fund! në farye (nga kreu në fund) *shih te* FUND,~I. Ka marrë pisha nga të dy krerët (nga të dy anët) *shih te* PISHË,~A. Shkoi (humbi, e pësoi) për mendtë e kresë (e kokës) *shih te* MEND,~TË. Baltë kreu (baltë e bardhë, baltë koke) *shih te* BALTË,~A.
KRYE,~T *as.* 1. Koka e njeriut a e kafshës. *Me kryet lart. Mbi kryet e mi* sipër meje. *Ul (ngre, përkul, kthej) kryet. la bëri me krye* e përshëndeti; i bëri she-një me kokë. *dhemb kryet. Na fluturoi (na shkoi) mbi krye. I ra mbi krye.*
2. Koka si qendra e të menduarit, truri, mcndja. *punon kryet. E ka kryet plot. E ka kryet të forte* është kokëfortë. *Lodh kryet kot. Nuk i hyn në krye* nuk e kupton dot. *Vepron në krye të vet* vepron pa pyetur njeri.
3. Jeta e njeriut; vetja. *Lë kryet për Partinë (për Atdheun). Luan me kryet. për kryet e babait (e djalit, e vajzës) ! bet.*
4. Koka e një sendi; pjesa e një sendi ose vendi nga vihet koka. *Kryet e kitarës. Kryet e furkës. Kryet e shkrepëses. Kryet e shtratit (e djepit). Gjilpërë me krye.*
5. Burimi i një lumi. *Kryet e lumit (e Matit, e Drinit, e Vjosës).*
6. Pjesë e parë a fillimi i diçkaje; balli i një grupi njerëzjsh a i një vargu sendesh; pjesa e sipërme e një vendi; maja; fillimi i një kohe (i një viti, i një stine, i një muaji, i një jave etj.); *kund.* fund. *Në krye të rrugës. Në krye të fshatit. Në krye të pazarit. Në krye të çatisë (lë shtyllës). Në krye të shkallëve. Në krye të listës. Në krye të rreshtit. Në krye të herës. Në krye të vitit (të ntuajit, të javës). Në krye të çdo jave (tremujori). Në krye të verës (të dimrit, të vjeshtës). Në krye të katër ditëve* pas katër ditësh. *Krye jave (muaji, viti) për* çdo javë (muaj, vit). *Ishin në fund* e *dolën në krye.*
7. *fig.* Vendi me i nderuar e me i mirë. *Kryet e vendit. Në krye të oxhakut (të vatrës). Në krye të sofrës (të tryezës). Në krye të sallës (të dhomës).*
8. Njeriu kryesor, drejtuesi. *Kryet e punës.*
•*k* Në krye në udhëheqje, në ballë, në pararojë. Krye me krye (kokë me kokë) *shih te* KOKË,~A. Pa bisht, pa krye (pa kokë) *shih te* BISHT,~I. Fund c krye që të gjithë, pa asnjë përjashtim; krejt, fund e majë. Në fund e në krye (në majë) *shih te* FUND,~I. Na çau kryet (kokën, veshët) *shih te* ÇAJ. la dal në krye (një pune, një detyre) e mbaroj, e kryej. e për-fundoj me sukses. I ftohu kryet (kokën) *d i k u j t shih te* FTOH. Si gjeli pa krye (pa kokë) *shih te* GJEL, ~I. la bëngri kryet (kokën) *dikujt shih te* HA. I hyri në krye (në kokë) *diçka shih te* HYJ. S'i hyn në krye (në kokë) *shih te* HYJ. Në krye të detyrës në vendin e punës që i është caktuar; duke kryer detyrën. Me krye në hi *shih te* HI,~RI. Me krye (me kokë) në qiell *shih te* QIELL,~I. Edhe sië kryet tend (edhe në kokën tënde)! *ur. shih te* KOKË,~A. Me krye (me kokë) në torbë (në thes, në trastë) *shih tek* TORBË,~A. La kryet (kokën) *shih te* LË. Lë kryet (kokën) për *dike shih te* LË. la lidh kryet *diçkaje shih të* LIDH. Sa t'i marrësh (t'i këputësh, t'i

rrëmbesh) kryet (kokën) *shih te* KOKË,~A, Kane marrë krye *shih te* MARR. Nuk i mbushet kryet (koka) *shih te* MBUSHEM. NfeTe (çoj) krye (kokë) *shih te* NGRE. Mos me nxeh kryet! *shih te* NXEH. Nxjerr (qit) krye (kokë) *shih te* NXJERR. Nxjerr (qit) në (me) krye *diçka* është i zoti, është i aftë, mbaron punë. Si pula pa krye (pa kokë) *shih te* PULË,~A. I rri (i qëndroj) mbi
(në) krye (kokë) *dikujt a diçkaje shih te* KOKË,~A. Rrugë (udhë) pa krye diçka së cilës nuk i dihet se si do t'i vejë filli, diçka së cilës nuk i dihet fundi. Ka hyrë në rrugë pa krye i ka hyrë një pune, por nuk di si do t'i vejë filli, fillon një punë, së cilës nuk di ose nuk mund t'ia dale mbanë. E solli kryet! erdhi! ç'dreqin erdhi! (për dike që nuk e duam). Tym për krye *shih tek* TYM~I. Uli kryet (kokën) *shih tek* UL. Vari kryet (kokën) *shih te* VAR. U be këntbë e krye *diçka shih te* KËMBË,~A. Ta con pisbën mbi kokë (mbi krye) *dikush shih te* PISHË,~A. S'i bihet malit me krye (me kokë) *shih te* MAL,~I. Mos e çoftë kryet (kokën) shëndoshë! *mallk. shih te* ÇOJi. S'di ku kam kryet (kokën) *shih te* KOKË,~A. Gjallë me krye nuk i jep (nuk i dorëzon) *shih te* GJALLË. S'ka tjegull mbi kokë (mbi krye) *dikush shih tek* TJEGULL,~A. I Ian kryet (kokën) gomarit *shih te* LAJ. Lidh krye me krye bashkërendoj, i vë në rregull. S'lidhet as për bisht, as për krye *dikush shihteLlDHEM.* I ka marrë kryet (koka, mendja) erë *shih te* KOKË,~A. Shpëtuam gjallë me krye *shih te* GJALLË. Të thyente kryet (kokën) me para *shih te* THYEJ. E vuri kryet (kokën) në torbë (në trastë) *shih tek* TORBË,~A. Uli kryet (kokën) në punë *shih tek* UL. Me rrabin shumë çekanë (çekiçë) mbi krye (në kokë) *shih te* ÇEKAN,~I. Me mirë të shkojë kryet (koka) se fytyra *fj.u.* me mirë të vdesësh se sa të humbasësh nderin a emrin e mirë.

KRYEAGRONOM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Agronom që drejton, organizon e kontrollon punën e agronomë-ve të tjerë në një ndërmarrje bujqësore, në një koo-perativë bujqësore a në një rreth. *Kryeagronomi i ndërmarrjes (i kooperativës). Kryeagronomi i net hit.*

KRYEARKËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Arkëtar që drejton, organizon e kontrollon punën e arkëtarëve të tjerë në një bankë etj. *Kryearkëtwi i bankës. Kon-trolli i kryearkëtarit.*

KRYEARTË *mb.* I. Që e ka kokën të mbuluar me pendë në ngjyrë të arit, në ngjyrë të verdhë a të ku-qërreme (zakonisht për shpendët), *Zog kryeartë.*

2. *poet.* Që i ka flokët në ngjyrë të artë, flokartë, flokëverdhë, leshraverdhë. *Vajzë (fëmijë) kryeartë.*

KRYEARTËZ,~A . *sh* ~A, ~AT *zool.* Zog i vogël këngëtar me kokë të kuqe, me krahë të zez e me vija të verdha, kryekuq. *Kënga e kryeartëzës.*

KRYEARTfKULL,~LLI m. *sh.* ~J, ~JT. Ar-tikulli kryesor i një gazete, që botohet zakonisht në fillim të faqes së parë dhe bën fjalë për një çështje të rëndësishme të ditës; artikulli i parë i një reviste, që trajton në një a në disa faqe një çështje të rëndësishme të kohës. *Kryeartikulli igazetës “Zëri ipopullit”. Lexoj kryeartikullin. Botohet në vendin e kryeartikullit.*

KRYEBANDIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kryetari i banditëve; bandit shumë i egër e mizor.

KRYEBARt,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Bariu që drejton, organizon e kontrollon punën e barinjve të tjerë në një ndërmarrje blegtorale a në një koopera-tivë bujqësore. *Kryebariu i kooperativës.*

KRYEBOSH,~E *mb.* Kokëbosh.

KRYEBRAZDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Hulli e madhe e kryesore në një are. *Hap kryebrazdën.*

KRYECULLAK *mb.* Që i kanë rënë të gjithë flokët, që nuk ka asnjë qime në kokë; qeros.

KRYEFAMILJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai qëka në ngarkim pjesëtarët e një familjeje e që kujdeset për ta. *Është kryefamiljar.*

KRYEFAMILJARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. \e* KRYEFAMILJAR,~I.

KRYEFILL,~I *m.* Pikënisje, fillimi i një pune, i një veprimtarie etj. *Kryefilli i punës.*

KRYEFJALË,~A *sh.* ~Ë, ~ËT *gjuh.* Gjymtyrë kryesore e fjalisë (e shprehur me një emër a përemër në rasën emërore pa parafjalë), e cila nuk varet gra-matikisht nga gjymtyrët e tjera dhe shënon frymorin a sendin që kryen a pëson veprimin ose që ka tiparin e shprehur nga kallëzuesi. *Kryefjala e fjalisë. Kryefjala dhe kallëzuesi. Gjeni kryefjalën.*

KRYEFJALORE *mb. gjuh.* Që shërben si kryefjalë, që luan rolin e kryefjalës; që është kryefjalë. *Fjali kryefjalore.*

KRYEGJATË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Lloj qefulli me kokë të gjatë; qefulli i vjeshtës, kokëdhëni.

KRYEGJEOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gjeolog që drejton, organizon e kontrollon punën e gjeo-)ogëve të tjerë në një ndërmarrje ose gjatë një ekspe-ilite. *Kryegjeologu i ndërmarrjes. Kryegjeologu i ekspe-[l]ditës.*

KRYEGJETËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *etnogr.* Ai që rregullon e drejton dollitë në një dasmë a në një gosti, dollibashi. *Urdhri i kryegjetësit. I merrnin lejë krye-gjetësit.*

KRYEGJË,~JA . *vjet.* Shumë parash që jepej me përqindje fitimi.

KRYEGJYKATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *drejt., vjet.* Kryetari i një gjykate ose i një trupi gjykues.

KRYEGJYQTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *drejt., vjet.* Kryetar i gjyqit.

2. *sport.* Gjyqtari kryesor që gjykon një ndeshje futbolli, basketbolli etj.; ai që caktohet në krye të gjyqtarëve të tjerë gjatë zhvillimit të një veprimtarie të gjatë sportive (të një kampionati etj.). *Kryegjyqtari i ndeshjes. Kryegjyqtari i kampionatit (i spartakiadës, i garës).*

KRYEGJYSH,~I m. 1. *fet.* Kryetari i gjithë bektashinjve. *Kryegjyshi i bektashinjve.*

*2. vjet.* Stërgjysh. *U be kryegjysh. Rron akoma kryegjyshi.*

KRYEGJYSHATË,~A . *fet.* Qendra drejtuese ë bektashinjve, selia e kryegjyshit. *Kryegjyshata e bektashinjve.*

KRYEHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Me i hersh-mi, me i vjetri, me i lashti. *Dëshmi e kryehershme. Nyjë e\ kryehershme. gjuh. Shumësi i kryehershëm. gjuh. TTrajtë e kryehershme. gjuh.*

KRYEHOLLË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Kryegjati.

KRYEINFERMIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Infermier që drejton, organizon e kontrollon punën e infermie-rëve të tjerë në një spital a në një qendër tjetër shën-detësore. *Kryeinfermieri i spitalit (i pavijonit).*

KRYEINFERMIERE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KRYEINFERMIER,~I.

KRYEINSPEKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Inspek-tor i ngarkuar të drejtojë, të organizojë e të kon-trollojë punën

e inspektorëve të tjerë në një ndërmarrje, në një institution etj. *Kryeinspektori i arsimit.*
*Kryeinspektori i rrethit. Kryeinspektori i minierës.*
KRYEINXHINIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Inxhinier që drejton, organizon e kontrollon punën e inxhi-nierëve të tjerë në një ndërmarrje a në një sektor. *Kryeinxhinieri i uzinës (i fabrikës, i kombinatit). Krye-inxhinieri i minierës.*
KRYEJ *kal.,* KREVA, KRYER. 1. I jap fund një pune a një detyre, e përfundoj, e mbaroj, e plotësoj; bëj. *E kreu detyrën. E kryem planin. E kreu shkollën. S'të kryen punë.*
2. Përmbush një dëshirë, një porosi etj.; bëj një punë a një detyrë që me është ngarkuar; Ushtroj; bëj. *Kryej një porosi. E kreu dëshirën e babait. Kryej shërbimin ushtarak. Çfarë punë kryeni? Po kryej detyrën time.*
3. Bëj një vepriin të mirë a të keq, bëj. *Kane kryer heroizma (frimërira). Ka kryer vepra (shërbime) të mëdha. Kreu një krim.*
4. E harxhoj krejt diçka, e sos, e mbaroj. *E kreu tërë vajin (sheqerin, orizin).*
5. Jetoj deri në fund një kohë, e nxjerr, e qit. *S"e kreu vitin (motin)* vdiq përpara se të kalonte një vit. *E kreu verën (dimrin) i sëmuri.*
KRYEJASHTË *mb.* Kokëjashtë.
KRYEJAVË,~A . 1. Fillimi i javës, dita e parë ose dy ditët e para të javës, kreu i javës. *Çdo kryejavë.*
2. Dita pasi të ketë kaluar një javë. *Eja në kryejavë! Takohemi në kryejavë.*
KRYEKAMERIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ka-merier që zakonisht ka me shumë vjetërsi dhe drejton, organizon e kontrollon punën e kamerierëve të tjerë në një restorant të madh.
KRYEKËCYER *mb.* Që nxehet shumë shpejt, i rrëmbyer, fare i papërmbajtur, kokëkrisur.
KRYEKËPUT *ndajf.* 1. Në mënyrë të plotë, tërë-sisht, krejt. *Ka ndryshuar kryekëput. Është dhënë kryekëput pas punës (pas families).*
2. *përd. pj.* Krejt, fare. *Kryekëput i ri. Kryekëput të ndryshme. Kryekëput i pavlefshëm.*
KRYEKËRRUSUR *mb. 1.* Që e ka kokën të kë-rrusur përpara, me qafën të përkulur përpara (nga pleqëria, nga një sëmundje etj.). *Plak kryekërrusur.*
2. *fig.* Që s'është mendjemadh, që është i thjeshtë; që punon pa fjalë, që shikon vetëm punën; kokulur.
3. I përvuajtur; i brengosur (nga hallet etj.).
KRYEKËSHILLTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kë-shilltari kryesor në krye të një grupi këshilltarësh pranë një institucioni etj. *Kryekëshilltar ushtarak.*
KRYEKËSHTJELLË,~A . I. Kështjella kryesore, ku janë përqendruar forcat më të mira ushta-rake dhe ku e ka selinë kryekomandanti i ushtrisë. *Kryekështjella e Shqipërisë.*
2. *fig. lart.* Udhëheqës i shquar i popullit në luftë për çlirimin kombëtar e shoqëror, prijës i madh, luftëtar trim. *Me 1468 vdiq kryekështjella e Shqipërisë.*
KRYEKIRURG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kirurgu me i përgatitur, me i aftë e me me përvojë, që bën operacione nga më të vështirat dhe drejton, organizon e kontrollon. punën e kirurgëve të tjerë pranë, një spi-ta!i a një klinike. *Kryekirurgu i spitalit.*KRYEKlSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fet.* Kisha kryesore e një qyteti, e një vendi etj., ku ushtron veprimtarinë e vet një peshkop; katedrale (në vendet ku vcpron kisha e krishterë). *Ora e kryekishis. Oborri i kryekishës.*
KRYEKOMANDANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Komandanti që është në krye të disa komandantëve të tjerë në një grupim njësish të mëdha ushtarake, të një vendi ose të disa vcndeve; komandanti i për-gjithshëm i forcave të armatosura.
KRYEKOMIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kryetari i komitëve.
KRYEKONSULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Kon-sulli i pare, konsulli i përgjithshëm; titulli me i lartë në hierarkinë konsullore.
KRYEKREJE *ndajf.* Në krye, në fillim, para së gjithash, mbi të gjitha (edhe *si fj. ndërm.).*
KRYEKUNGUIX *mb. keq., për cm.* Kokëkungull. KRYEKUQ,~I *m. sh.* ~, ~TË *zool.* Kryeartëz.
KRYELABORANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Labo-rant i përgatitur e me përvojë, që kryen detyra më të ndërlikuara se ato të laborantëve të zakonshëm ose që drejton, organizon e kontrollon punën e laborantëve të tjerë në një ndërmarrje a institucion. *Kryelaboranti i ndërresës (i katedrës). Punon si kryelaborant.*
KRYELAKËR,~RA . *bot.* Lakër e bardhë, lakër kungullore.
KRYELANË,~A . 1. Gatesë me bukë misri të thërrmuar e me grimca djathi, që përvëlohet me vaj a me gjalpë; lakror misri me vaj dhe me grimca djathi.
2. Bukëvale me mjaltë.
KRYELARTË *mb. shih* KRENAR,~E i,2,4. *Po-pull kryelartë. Njeri kryelartë. Jemi (ecim, marshojmë) kryelartë. Parakalon kryehrtë populli (ushtria, rinia). E presim kryelartë festën. Njeri kryelartë.*
KRYELARTËSI,~A . Krenari. *Kryelartësi e ligj-shme. U përgjegj me kryelartësi.*
KRYELOPË *mb. përçm.* Kokëlopë.
KRYELLOGARITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Llo-garitar i përgatitur e me përvojë që drejton, organizon e kontrollon punën e llogaritarëve të tjerë në një ndërmarrje a institucion; përgjegjësi i zyrës së llogarisë. *Kryellogaritari i ndërmarrjes (i institutit).*
KRYEMADH, ~MADHI *m. sh.* ~MËDHENJ, ~MËDHENJTË *zool.* Peshk i vogël grabitqar, me kokë të madhe e me trup rreth një pëllëmbë të gjatë, me ngjyrë të murrme e me njolla të çelëta, që rron zakonisht afër brigjeve të detit.
KRYEMADH,~E *mb.* Kokëmadh. *Fëmijë krye-madh.*
KRYEMAMf,~A . *sh.* ~, ~TË. Mami me përvojë që drejton, organizon e kontrollon punën e ma-mivc të tjera në shtëpinë e lindjes. *Kryemamia e shtë-pisë së lindjes.*
KRYEMEKANlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mekaniku me i përgatitur a me i kualifikuar që drejton, organizon e kontrollon punën e mekanikëve të tjerë në një ndërmarrje, në një ofiçinë etj. *Kryemekaniku i ndërmarrjes (i repartit). Kryemekaniku i ndërresës.*
KRYEMËSCES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Mësuesi me i aftë i një shkolle fillore të vogël, që kryente fun-ksionet e drejtuesit dhe që siguronte lidhjen me or-ganet eprore.
KRYEMINATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Minatori me i përgatitur e me me përvojë, që drejton, organizon e kontrollon punën e minatorëve të tjerë në një mi-nierë. *Kryeminatori i minierës.*
KRYEMINISTËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT.
Kryetari i Këshillit të Ministrave ose i Kabinetit të Ministrave, kryetari i qeverisë.

KRYEMINlSTRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KRYENHNISTËR,~RI.

KRYEMINISTRl,~A . Aparati i Këshillit të Ministrave; selia ku zhvillohen mbledhjet e këtij kë-shilli; ndërtesa ku punojnë kryeministri, zëvendësit e tij dhe aparati përkatës. *Me urdhër të kryeministrisë. E thirrën në kryeministri.*

KRYEMJEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjek me përvojë, që drejton, organizon e kontrollon punën e mje-këve të tjerë në një spital a institucion shëndetëspr.

KRYEMJESHTËR,~RI *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT.

Mjeshtri me me përvojë që drejton, organizon e kontrollon punën e mjeshtërve të tjerë në një ndërmarrje, në një minierë, në një kantier ndërtimi etj. *Kryemjeshtri i repartit. Kryemjeshtri i minierës.*

KRYEMOT,~I *m.* 1. Nata ose dita e Vitit të Ri; kryevit *Festuan kryemotin.*

2. *etnogr.* Dita e verës. *Dolën për kryemot.*

KRYEMYFTI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *fet.* I pan i myftinjve të një vendi (në vendet ku vepron feja myslimane).

KRYENEÇ,~E *mb.* Që sillet e vepron sipas kokës së vet, që nuk pranon mendimin e të tjerëve, megjithë-se ai është i drejtë; i pabindur, kokëfortë. *Djalë (fëmijë) kryeneç. Vajzë kryeneçe.*

KRYENEÇËSI,~A . Të qenët kryeneç, vetia e atij që është kryeneç, kokëfortësi. *Ngul këmbë (kun-dërshton) me kryeneçësi. Sillej (veproi) me kryeneçësi.*

KRYENGRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merr pjesë në një kryengritje, ai që ka ngritur krye. *Krye-ngritës trim. Çetat (udhëheqësit) e kryengritësve. U bashkua me kryengritësit.*

KRYENGRITËS,~E *mb.* Që ka të bëjë me krye-ngritjen, që i përket kryengritjes, i kryengritjes; që është tipar i kryengritësve. *Forcat (repartet) kryengri-tëse. Populli kryengritës. Lëvizje kryengritëse. Hot kryengritës.*

KRYENGRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Luftë e armatosur e masave popullore për t'u çliruar nga zgjedha e huaj a për të përmbysur regjimet shtypëse në fuqi; faza kryesore e luftës së popullit të armatosur kundër pushtuesve e klasave shfrytëzuese për të vendosur një rend të ri shoqëror; ngritja në këtë luftë. *Kryengritje popullore (fshatare). Kryengritje revolucionare. Kryengritje e armatosur (e përgjith-shme). Përgatitja e kryengritjes. Flaka e kryengritjes. Shkaqet e kryengritjes. Fitorja (shtypji) e kryengritjes. Plasi (shpërtheu) kryengritja. Bine kryengritje. Mori pjesë në kryengritje.*

KRYENGULTHI *ndajf.* Me kokë poshtë dhe mekëmbë përpjetë, kokëngulthi. *Ra (mbeti) kryengulthi.*

KRYEPESHKOP,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Titull me i lartë se ai i peshkopit në hierarkinë kishtare; i pari i peshkopëve që mban këtë titull dhe që ka nën drejtimin e vet disa peshkopë (në vendet ku vepron kisha e krishterë); kryetari i kishës ortodokse (në të kaluarën në Shqipëri).

KRYEPESHKOPATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fet.* Dioqeza që drejtohet nga një kryepeshkop; selia e kryepeshkopit (në vendet ku vepron kisha e krishterë).

KRYEPËRPJETË *ndajf.* 1. Me kokën lart. *Ecën (srkonj kryepërpjetë.*

2. *keq.* Kryelartë, mendjemadh, hundëpërpjetë.

KRYEPICINGUL *hdajf.* Kryengulthi.

KRYEPLAK, ~PLAKU *m. sh.* ~PLEQ, ~PLEQ-TË *vjet.* Njeri që caktohej për të drejtuar punët e një fshati a të një lagjeje në qytet dhe që zbatonte urdhrat e qeverisë e i shërbente kësaj për të shtypur popullin. *Kryeplaku i fshatit (i lagjes). E vunë krye-plak. S'ka me kryepleq, tagrambledhës e xhandarë.*

•*k* Kryeplak në fshat të huaj kërkon të jape urdhfa atje ku s'i takon; fut hundët në punë, për të cilat nuk e ka ngarkuar njeri.

KRYEPLEQËSI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Organ që përbëhej nga kryeplaku e nga disa anëtarë, i cili drejtonte punët e një fshati a të një lagjeje në qytet, zbatonte urdhrat e qeverisë dhe i shërbente kësaj për të shtypur popullin. *Mbledhja e kryepleqësisë.*

KRYEPOSHTË *ndajf.* Kokëposhtë.

KRYEPROKUROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *drejt., vjet.* Prokurori i gjyqit të diktimit.

KRYEPUNËTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Mjesh-tër a dikush tjetër me përvojë që drejtonte, organi-zonte e kontrollonte punën e një grupi punëtorësh në një kantier të vogël ndërtimi, në mirëmbajtjen e rrugëve etj.

KRYEQENDËR,~RA *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Qe-

ndra kryesore administrative e një krahine a e një rrethi, ku ndodhen organet e pushtetit shtetëror që e drejtojnë atë dhe institucionet kryesore të arsimit e të kulturës; qyteti kryesor i një vendi. *Kryeqendra e krahinës (e rrethit, e qarkut). Kryeqendra e Shqipërisë.* 2.j Qendra kryesore në një fushë të caktuar të ve-primtarisë (të prodhimit, të shkencës, të arsimit etj.). *Kryeqendra e arsimit.*

KRYEQINDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *hist.* Komandant i një qindësheje në ushtrinë e R,omës së Iashtë, komandant i qindëshes.

K^YEQYTET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Qyteti kryesor i një; shteti, ku ndodhen organet më të Iarta të pushtetit shtetëror, qendra kryesore administrative, po-litike e kulturore e vendit. *Popullsia e kryeqytetit. Ndërmarrjet e kryeqytetit. Çlirimi i kryeqytetit. U caktua kryeqytet. Kryeqyteti i Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë është Tirana.*

KRYEQYTETAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor i kryeqytetit. *Parakalojnë kryeqytetasit.*

KRYEQYTETAS,~E *mb.* Që ka të bëjë me krye-qytetin, që i përket kryeqytetit, i kryeqytetit. *Sportistët kryeqytetas.*

KRYER,~A (e) . *gjuh.* Koha e kryer.

• E kryer a e thjeshtë një nga kohët e shkuara të foljes, që tregon një veprim të përfunduar plotësisht para çastit të ligjërimit ose një gjendje të kaluar. E kryer a e plotë një nga kohët e shkuara të foljes që tregon se veprimi ose gjendja që shprehen nga folja ka marrë fund para një veprimi a gjendjeje tjetër në të kaluarën. E kryera e tejshkuar një nga kohët e shkuara të foljes, e cila tregon një veprim që ka përfunduar para një çasti të caktuar të së kaluarës.

KRYER (l,e) *mb.* I përfunduar krejt; i mbaruar. *Punë (detyrë) e kryer. Fakt i kryer.*

• Koha ekryer *gjuh.* një nga kohët e shkuara të foljes, e cila tregon një veprim a gjendje të kaluar në mënyrë të tillë që rezultatet janë të pranishme edhe në çastin e ligjërimit. Aspekti i kryer *gjuh.* kate-gori gramatikore e foljeve në disa gjuhë, e cila e shpreh veprimin si të përfunduar, jo të zgjatur a të përsë-ritur ose si veprim që kryhet në një cast të caktuar; *kund.* aspekti i kryer.

KRYERADHË,~A *sh.* ~Ë, ~ËT. Radhë e re në një shkrim, në një libër etj., që fillon nga e majta duke lënë bosh një pjesë të vogël të rreshtit, krye-rresht. *Filloj me kryeradhë. Pa asnjë kryeradhë.*
KRYEREDAKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai q"
drejton, organizon e kontrollon punën e redaksisë së një gazete, reviste etj. dhe mban përgjegjësinë kryesore për përmbajtjen e saj; drejtuesi i kolegjiumit t5 redaktorëve, redaktori përgjegjës; drejtuesi i një grupi studiuesish që hartojnë një vepër shkencore. *Kryeredaktori i revistës (i gazetës). Kryeredaktori I fjalorit (i enciklopedisë).*
KRYEREGJISOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Regji-sori me me përvojë, që drejton, organizon e kontrollon punën e regjisorëve të tjerë.
KRYERJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve td foljeve KRYEJ, KRYHET.
KRYERRESHT,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Kryeradhë.
KRYESEKRETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Sekretari me me përvojë që është ngarkuar të drejtojë, të or-ganizojë e të kontrollojë punën e sekretarëve të tjerë në një institution, në një kabinet etj., sekretari kryesor. *Kryesekretari i fakultetit.*
KRYESl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Organ i zgjedhur ose i emëruar a i caktuar për të organizuar e për të drejtuar punën në një organizatë, në një institucion, në një kooperativë etj.; njerëzit që e përbëjnë këtë organ; ndërtesa ku punon ky organ. *Kryesia e Këshillit të Ministrave* kryetari dhe zëvendëskryetarët e Këshillit të Ministrave. *Kryesia e Bashkimit të Grave. Kryesia e kooperativës. Mbledhja e kryesisë. E thirrën në kryesi.*
*2.* Drejtim, udhëheqje. *Nën kryesinë e dikuji.*
KRYESISHT *ndajf., pj.* Sidomos, me shumë, me tepër. *U fol kryesisht për detyrat e reja. Zhvillohet kryesisht në verë. Është vend kryesisht industrial (buj-qësor).*
KRYESOHET. *Pës. e* KRYESOJ.
KRYESOJ *kal.* ~OVA, ~UAR. 1. Jam kryetar, jam në krye të një delegacioni, drejtoj një mbledhje etj.; drejtoj. *Kryeson delegacionin. Kryesoj mbledhjen.*2. *jokal.* Jam i pan a jam në krye në një klasifikim (në një garë sportive, në një varg njerëzish etj.). *Krye-son "17 Nëntori".*
KRYESOR,~E *mb.* 1. Që vjen para gjithë të tjerëve, i radhës së pare; që është në krye ose i pari nga rëndë-sia, i dorës së pare, me i rëndëslshmi; themelor. *Forca kryesore. Vepra kryesore. Lajmet kryesore. Lëndë kryesore. Çështja (gjëja) kryesore. Gabimi kryesor.*
2. I madh; qendror. *Rrugë kryesore. Sheshi kryesor i qytetit. Ndërtesat kryesore.*
*-k* Në vija kryesore (të përgjithshme, të trasha) *shih te* VIJË,~A. F j a 1 i kryesore *gjuh.* fjalia që në një periudhë me nënrenditje nuk varet gramati-kisht nga ndonjë fjali tjetër, kurse prej saj varen fjali të tjera.
KRYESPECIALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specia-listi kryesor në një institucion qendror, që merret me çështjet e një fushe të caktuar, të cilën e njeh mirë. *Kryespecialist në Ministrinë e Arsimit dhe të Kul-turës.*
KRYESIJE3,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që kryeson në një garë sportive, në një marshim etj., ai që është në krye. *Kryesuesi i tabelës.*
2. Kryetar. *Kryesuesi i mbledhjes. Kryesuesi i de-legacionit.*
KRYESHËNDOSHË *palak.* Shkoi (vajtj) për krye-shëndoshë shkoi për të ngushëlluar dike.
KRYESHËRBËTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Shër-bëtori me i vjetër e me i besuar në një familje të pasur, që drejton, organizon dhe kontrollon punën e shër-bëtorëve të tjerë (në vendet borgjeze e feudale). *Krye-shërbëtori i shtëpisë.*
2. *keq.* Ai që vihet kokë e këmbë në shërbim të dikujt dhe zbaton me zell e shkathtësi të veçantë ur-dhrat e tij. *Kryeshërbëtor i imperializmit.*
KRYESHKALLË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. Kryet e shkallës; sheshi i pushimit në krye të disa shkallëve. *Qëndroi në kryeshkallë.*
KRYESHTROHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~t)AR.
Heq qeleshen, kësulën a kapelen, zbuloj kokën.
KRYETAR,~I m. *sh.* ~E, ~ËT. 1. Ai që është zgjedhur a është emëruar në krye të një organi shte-tëror ose politik; ai që është zgjedhur në krye të një organizate shoqërore ose është emëruar në krye të një organizate ekonomike. *Kryetari i Këshillit të Mbrojtjes. Kryetari i Këshillit të Ministrave (i qeverisë). Kryetari i Kuvendit Popullor. Kryetari i Gjykatës së Lartë. Kryetari i komitetit ekzekutiv. Kryetar i orga-nizatës së Froritit. Kryetari i komitetit profesional. Kryetar i kooperativës bujqësore.*
2. Ai që ngarkohet të kryesojë një delegacion, të drejtojë punimet e një mbledhjeje etj. *Kryetar i delegacionit.*
3. Përgjegjës i një zyre, i një ekspedite, i një ekipi etj. *Kryetari i ekspeditës. Kryetar dege. Kryetari i skuadrës. sport.*
KRYETARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KRYETAR,~I.
KRYETEKNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Teknik i përgatitur e me përvojë që drejton, organizon e kontrollon punën e teknikëve të tjerë në një ndërmarrje,
në një ofiçinë etj. *Kryetekniku i fabrikës. U emërua kryeteknik.*
KRYETlTULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Titulli kryesor, që vihet në krye të disa pjesëve të ndara me tituj të veçantë a në krye të disa kapitujve të një ar-tikulli të gjatë, të një raporti, të një libri etj. *Krye-titulli i veprës (i studimit, i artikullit).*
KRYETRA,~RI *m. sh.* ~RË, ~RËT *ndërt.* Tra prej guri a prej betoni, që vihet mbi kreun e shty-llave të një ndërtese ose në pjesën e sipërme të dyerve e të dritareve, arkitra. *Kryetra guri (betoni).*
KRYETRlM,~I *m. sh.* ~A, ~AT *lart.* Trim i trimave, trim mbi trima, trim i rrallë. *Kryetrim i pa-vdekshëm. Kryetrimi i Shqipërisë.*
KRYETËL,~E *mb. tall, shar.* Kokëtul.
KRYETULLË *mb. tall.* Që i kanë rënë flokët, që nuk ka flokë, tullac; që i ka qethur flokët deri në rrënjë, që e ka bërë kokën tullë.
KRYETHATË *mb. keq.* Që nuk kupton dot a nuk merr vesh, që nuk i hyn gjë në kokë, i trashë nga mendja; trutharë.
KRYETHlNJUR *mb.* Kokëthinjur. KRYEULËT *mb.* Kokulur. *Nxënës kryeulët.*
KRYEULTËSI,~A . Të qenët kryeulët, vetia e atij që është kokulur. *E pranoi vërejtjen mi kryeultësi.*
KRYEULUR *mb.* Kokulur.
KRYEURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vendi a shteti me i rëndësishëm nga ana strategjike, që i shërben një shteti agresor si pikënisje e pikëmbështetje për veprimet ushtarake e politike, me qëllim që ta shtrijë sundimin e tij në vende të tjera. *Kryeurë për agresion. Shërbeu si kryeurë.*

KRYEVEND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Kryeqendër. *Kryevendi i krahinës.*
*2.* Vendi me i nderuar në krye të oxhakut, të dhomës a të tryezës; vendi me i mirë a me i rëndësishëm, kryet e vendit. *E vunë në kryevend. Zuri kryevendin. Kryevendi i takon me plakut.*
3. *vjet.* Kryeqytet. *Kryevendi i Shqipërisë.*
KRYEVEPËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Vepra kryesore, vepra më e rëndësishme dhe më e mirë e një autori (e një shkrimtari, e një artisti, e një dijetari etj.). *Kryevepra e Naimit.*
*2.* Vepër letrare a artistike e përkryer; diçka e për-sosur në llojin e vet, diçka e goditur mirë. *Kryevepra të letërsisë shqiptare. Kryevepra të artit popullor. Krye-veprat botërore. Kryevepra të pikturës. Është më të vërtetë një kryevepër.*
KRYEVETERINER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ve-teriner i përgatitur e me përvojë që drejton, organizon e kontrollon punën e veterinerëve të tjerë në një ndërmarrje blegtorale, në një kooperativë bujqësore a në një rreth. *Kryeveterineri i rrethit.*
KRYEVlT,~I *m.* Nata ose dita e Vitit të Ri, Viti i Ri; kryemot. *Nata e kryevitit. Festuam kryevitin.*
KRYEZBULUAR *mb.* Kokëzbuluar.
KRYEZI, ~ZEZË *mb.* Që ka vetëm kokën të zezë (për kafshët dhe zogjtë). *Kale kryezi. Zog kryezi.*KRYEZOT,~I *m. sh.* ~ËRINJ, ~ËRINJTË *hist.* Sundimtar feudal a princ që sundonte mbi feudalët e tjerë; zoti i një vendi.
KRYHET *vetv.* 1. Gjen zbatim, vihet në jetë; bë-het, përfundon. *Dishira e tij u krye.*
*2.* Mbarohet, soset, harxhohet, s'ka me. *U krye vaji (sheqeri, orizi).*
3. Kalon (një kohë); bëhet. *V krye një vit nga ajo ditë.*
f *Pës. e* KRYEJ i-$_4$.
KRYQ,~I *nt. sh.* ~E, ~ET. 1. Figure që bëhet nga dy vija, shufra etj., të cilat presin njëra-tjetrën në mënyrë të tillë që të formohen katër kënde të drejta. *Bëj një kryq. Në forme kryqi. Zbukurim me kryqe.*
*2.* Send prej druri, prej metali, prej guri etj., që ka këtë forme e që është simbol i fesë së krishterë; shënjë e tillë që bëhet nga besimtarët e krishterë me dorën e djathtë për t'u falur (në vendet ku vepron feja e krishterë). *Kryq i drunjtë (i hekurt, i gurtë, i mermertë). Kryqet e kishave (e varrezave). Shenja e kryqit. Nën hijen e kryqit. Dita e kryqit. fet.* e kremte ort(jdokse që simbolizonte gjoja pagëzimin e Krishtit duke hedhur një kryq në ujë. *Mbanin kryq në qaë. Puthnin kryqin. Bënte kryq para buke. E mbërthyen në kryq. për këtë (atë) kryq! vjet., bet. Nuk i falen me kryqit.*
*3. fig.* Brengë e madhe që të mundon gjatë, vuajtje e rëndë që nuk të ndahet, hair i madh; e keqe, fatke-qësi. 5'" *ndahej ai kryq. Çdo shtëpi e kishte një kryq.*
*4. përd. mb.* Që është si kryq; i kryqëzuar. *Rrugë kryq* kryqëzim rrugësh, udhëkryq. *Me duart (me këm-bët) kryq.*
5; *përd. ndajf.* Në trajtë kryqi; tërthorazi, kryqaz. *Vë kryq diçket* i kryqëzoj. *Pres kryq diçk a* pres për së kithi, pres kërthazi.
• Puthi kryqin *iron, shih te* PUTH. I purhi kryqin *dikujt iron, shih te* PUTH. I vuri (i hoqi) kryq*dikujt a diçkaje* e quajti të humbur përfundimisht; humbi çdo shpresë për ta gjetur; nuk mendoi me për të, i vuri vizë, e hoqi nga defteri. I ra kryq e tërthor (një vendi) i ra për së gjati e për së gjeri, shkoi në të gjitha anët a drejtimet, s'la vend pa shkelur, s'la vend pa pare. Rri me duar kryq rri pa punë, nuk bën asgjë; nuk vepron. MS shkoi puna kryq me vajti puna lers, me shkoi puna shtrembër. I ka ngecur veza kryq *shih te* VEZË,~A. Kryqi i k u q *shih te* KUQ (i), *WE* (e). Kryqi i thyer shenjë si kryq me cepa të kthyer që u përdor si simbol i nazizmit.
KRYQAS *ndajf.* Në trajtë kryqi; tërthor, kryq. *E pres qepën kryqas.*
KRYQE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Shami me tre cepa, e prerë kryq, që e lidhin grate në kokë për të mbajtur flokët. *Kryqe e bardhë. Me kryqe në kokë.*
*2. krahin.* Udhëkryq. *Qëndroi në kryqe. E priti te kryqja.*
3. Një e katërta e një buke të rrumbullakët a e një çyreku. *Një kryqe bukë.*
4. Rripa që lidhen kryq për të shtrënguar samarin pas vitheve të kafshës. *vuri gomarit kryqen..*
KRYQE,~T *vet. sh.* 1. *anat.* Pjesa e trupit të njeriiit a të kafshës në fund të shtyllës kurrizore; kër-
bishte. *Me dhembin kryqet. Vrau (theu) kryqet. Ra në kryqe.*
2. Kryqëzat e samarit. *U thy en kryqet.*
+ M'u këputën (me ranë) kryqet u lodha shumë, punova tërë ditën e ditës sa u këputa. la di kryqet e njoh mirë, ia di dhëmbë e dhëmballë. la ndreqi kryqet *dikujt* e solli në vete a e bindi duke e rrahur me dru; ia tregoi qejfin.
KRYQËSOR,~E *mb.* Që shkon kryq, që ndërpritet me një tjetër, që kryqëzohet. *Rrugë kryqësore.*
KRYQËSORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Tra a binar që vihet kryq e tërthor me një tjetër, tërthorëse, traverse; secili nga trarët e shkurtër që vendosen kryq njëri pas tjetrit e që shërbejnë për të mbërthyer mbi ta dy- a me shumë trarë të gjatë (në ndërtim, për shkallë etj.).
KRYQËZ,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e vogël hekuri në trajtë kryqi, që është vendosur poshtë gurit të sipërm të mullirit. *Kryqëza e mullirit.*
*2. shih* KRYQE,~JA $_{U4}$. *Vë (lidh) kryqen.*
KRYQËZA,~T *vet. sh.* I. Dy shpatullat e pasme të samarit, të mbërthyera kryq me njëra-tjetrën; kap-telli i prapmë i samarit. *Mbërthej kryqëzat.*
*2. anat.* Kryqet. M'" *lodhën kryqëzat.*
KRYQËZATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. sh. hist.* Fushata ushtarake me qëllime pushtuese, që bënin gjatë shekujve XI-XIII në Lindjen e Afërme etj. feudalët e Evropës Perëndimore, të nxitur nga kisha katolike gjoja për të shpëtuar vendet e shenjta ose krishterimin nga të pabesët. *Kryqëzata e parë (e dytë...). Në kohën e kryqëzatave.*
*2.* Fushatë e egër ushtarake a politike që ndërmerr një shtet agresiv kundër një shteti tjetër. *Kryqëzatat e imperialistëve.*
KRYQËZATËS,~I *nt. sh.* ~, ~IT *hist.* Ai që merrte pjesë në kryqëzatë, kryqtar.
KRYQËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KRYQËZOJ, KRYQEZOHEM.
*Kryqëzimi i druve. Kryqëzimi natyror (artificial), biol. Kryqëzim i dyfishtë. bujq.*
*2. hist.* Mënyrë e vjetër e dënimit me vdekje, duke e mbërthyer të dënuarin pas një druri me krahë hapur si në kryq.
3. Vendi ku ndërpriten a takohen dy rrugë, udhëkryq. *U takuan te kryqëzimi.*

KRYQËZOHEM *vetv.* 1. *vet. veta HI.* Pritet me një tjetër duke formuar një kryq me të, pritet kryq (për rrugët, vijat etj.). *Kryqëzohen rrugët (vijat, drejtimet). Kryqëzohet zjarri. U kryqëzuan shikimet.*
2. *fig.* Ndërthuret me një tjetër, gërshetohet. *U kryqëzuan përpjekjet (detyrat). U kryqëzuan fjalët.*
3. *fet., yjet.* Bëj kryq. *Kryqëzohej në ballë.*
4. *vet. veta 111 biol.* Bashkohet me një kafshë të races a të llojit tjetër për të nxjerrë një lloj të ri të për-mirësuar; bëhet një kryqëzim racash (për kafshët) ose bimësh. *Kryqëzohen kafshët (bimët).*
5. *Pës. e* KRYQËZOJ.
KRYQËZOJ *kal.,* ~OVA, ~ÇAR. 1. Vë kryq dy a me shumë sende njërin mbi tjetrin. *Kryqëzoj drutë. Kryqëzoj duart (krahët, këmbët).*2. *hist.* E mbërthej dike pas një druri me krahë hapur si në kryq (mënyrë e vjetër e dënimit me vdekje).
3. *fet., vjet.* I bëj kryq dikujt. *kryqëzoi ballin (kraharorin).*
4. *biol.* Bashkoj dy kafshë të racave a të llojeve të ndryshme për të nxjerrë një lloj të ri të përmirësuar; bëj kryqëzim racash (për kafshët) ose bimësh. *Kry-qëzojnë lopët (delet). Kryqëzuan bimët.*
5. *vet. veta III.* Takohet me një tjetër duke u nisur a duke ardhur nga një drejtim i përkundërt, e pret kryq. *Kryqëzuan shikimet (vështrimet)* u ndeshën shikimet e njëri-tjetrit.
• Kryqëzon OWh) duart *shih te* LIDH.
KRYQËZOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Anije lufte shumë e shpejtë, e veshur pjesërisht me çelik, e pajisur me artileri të rëndë, me torpila e me mina, që shërben sidomos për vëzhgime e zbulime luftarake. *Kryqëzor i rëndë (i lehtë).*
KRYQËZUAR (i,e) *nib.* 1. Që është vënë kryq mbi një tjetër. *Hekura (drurë) të kryqëzuar. Me duar (me këmbë) të kryqëzuara.*
2. *hist.* Që është mbërthyer pas një druri me krahë hapur si në kryq (sipas një mënyre të vjetër të dënimit me vdekje). *Vdiq i kryqëzuar.*
3. *biol.* Që ka dale nga kryqëzimi i kafshëve ose i bimëve të racave a të llojeve të ndryshme; që bëhet duke kryqëzuar kafshë ose bimë të racave a të llojeve të ndryshme; hibrid. *Lopë e kryqëzuar. Bimë e kryqëzuar.*
4. *usht.* Që pritet me një tjetër. *Zjarr i kryqëzuar.*
KRYQORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh që e kanë kurorën e lules të përbërë nga katër petla të vena kryq (si lakra, sinapi, sheboja etj.).
KRYQTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pjesëmarrës në kryqëzatë, kryqëzatës.
KRYQTHI *ndajf.* Kryqas, kryq. KRRËK *ndajf.l.* Plot e përplot; krejt. *Mbush krrëk.* 2. Ngjitur pas trupit; si i ngrirë; ngushtë; shtrënguar (për rrobat e këpucët). *rrinë rrobat krrëk.*
KRROK *jokal.,* ~U, ~UR. Krrokat.
KRROKAT;ofco.,~I, ~UR. Nxjerr një zë të çjerrë (për korbin, sorrën etj.), krrokërit. *Krrokatin korbat (sorrat, galat).*
KRROKËRIT *jokal,* ~I, ~UR. Krrokat.
KRROKËRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Zëri që nxjerr korbi, sorra etj. *Dëgjohen krrokëritjet e galave.*
KSENOFOB,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* 1. Ai që urren çdo gjë të huaj, që nuk pranon asgjë të huaj dhe e hedh poshtë a e mohon ate fare.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
KSENOFOBI,~A *libr.* Të qenët ksenofob; qën-drim prej ksenofobi.
KSESTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Enë balte si një qyp i vogël, që shërben për të mbajtur vaj, djathë, gjalpë etj.
KSILOFON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *muz.* Vegël mu-zikore, që përbëhet nga disa pllakëza druri me ma-dhësi të ndryshme, të cilat i godasin me dy çekanë të vegjël për të nxjerrë tinguj. *Pjesë për ksilofon.*
KSILOGRAFI,~A . Arti i gdhendjes në dm, gdhendja në dm. *Dollap me ksilografi.*
KSlSTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Vegël prej me tali, në trajtën c një lopate të vogël me bisht, që përdoret për të kruar brumin që ngjitet në magje.
KSOMBËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *vjet.* Cope a kopje nga një vepër e shtypur; kopje e rrallë. *Një ksombël e romanit.*
KSHETËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *mit. shih* GËR-SHETËZ,~A.
KTHEHEM *vetv.* 1. Vij prapë në vendin nga ku jam nisur; vij a paraqitem në vendin ku isha me pare. *Kthehem në shtëpi. U kthye në atdhe. Kthehet vonë. Kthehem nga pushimet. Nuk ishte kthyer. Biletë për t'u kthyer.*
2. Ndërroj qëndrimin e trupit duke u rrotulluar prapa ose anash, sillem nga ana tjetër ose në një drejtim tjetër nga ai që kisha; vihem me fytyrë në një drejtim të caktuar. *Kthehem në shpinë (përmbys, në krah, në ijë). Kthehem mënjanë (në anën tjetër). Kthehem djathtas (majtas).*
3. Ndryshoj drejtimin e lëvizjes, marr drejtim tjetër, shkoj në drejtim tjetër. *Eci drejt, pastaj u kthye djathtas. Rruga kthehej majtas. Lumi kthehet nga jugu.*
4. Ndaloj pak diku, hyj diku kalimthi (kur jam duke shkuar në një vend tjetër). *U kthye tek e motra. U kthye në dyqan.*
5. *bised. shih* KTHEJ $_{24}$.
6. *bised.* I drejtohem dikujt me fjalë, i vërsulem a i përgjigjem duke iu kërcënuar. *Iu kthye fëmijëve. lu kthye më të ashpër.*
7. Filloj sërish diçka të lënë përgjysmë, rifilloj të bëj një punë që bëja më parë ose që nuk e kisha për-funduar, i përvishem përsëri një pune për ta çuar deri në fund. *Iu kthye punës (shkollës). Iu kthye stu-dimeve. Iu kthye bisedës.*
8. *vet. veta III.* Shndërrohet në diçka tjetër, bëhet. *Kthehet në gaz.*
9. *fig.* Ndryshoj qëndrim a sjellje, ndërroj idetë a pikëpamjet; jam i paqëndrueshëm në bind jet e mia. *U kthye në rrugë të drejtë. Kthehet nga të fryjë era.*
10. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit velor në r. dhanore).* Vjen përsëri, përtërihet, ringjallet (siguria, besimi, shpresa etj.). *Iu kthye besimi (gëzimi i mëparshëm). Iu kthyen shpresat.*
11. *Pës. e* KTHEJ.
• S'kthehet prapa *dikush shih te* PRAPA. Kthehet (shkon) nga të fryjë era *shih tek* ERË,~Aj.Shkoi (vajti) për lesii e u kthye (doli, erdhi) i qethur. *u.,iron. shih te* LESH,~I. Nga lëviz qafa, kthehet koka *u. shih te* QAFË,~A.
KTHEJ *kal.,* KTHEVA, KTHYER. 1. Sjell diçka nga ana tjetër (që të piqet, të skuqet, të thahet etj.). *Kthej bukën (byrekun). Kthej petullat (patatet, qoftet). Kthej barin. Kthej qilimin.*
2. E vë përmbys diçka që është mbarë, e përmbys një enë etj. *Kthej gotën (filxhanin). Kthej pjatat. Kthei përmbys (një enë).*

3. Lëroj token thellë në mënyrë që shtresa e poshtme të dale me faqe sipër. *Kthej arën (me traktor).*
*4.* Shqep një veshje dhe e qep përsëri, duke vënë për faqe të jashtme ate që ishte e brendshme; nxjerrjashtë faqet e brendshme të një thesi, të një xhepi etj.; sjell mbarë një veshje. *Kthej pallton (xhaketën, pantallonat). Kthej thesin (xhepin). Kthej nga astari. Kthej së mbari.*
5. Përthyej anët a fundin e një pëlhure ose të një veshjeje dhe i qep. *Kthej fundin e fustanit (e palltos, e pantallonave). Kthej anët e përparëses. Kthej pak mëngët.*
*6.* Përvesh (mëngët). *Kthej mëngët e këmishës.* [7. E përkul diçka, i jap trajtë të Iakuar; e përkul
në anë të kundërt a në një anë tjetër. *Kthej hekurin (g'ozhdën).*
*fi.* Rrotulloj; përdredh. *Kthej timonin. Kthej kyçin. Iaktheu dorën.*
9. Lëviz trupin tim,'hjë gjymtyrë të trupit, sytë etj. në anën e kundërt a në një anë tjetër; lëviz diçka dhe e vë në një drejtim tjetër a në një drejtim të caktuar; i drejtoj dikujt diçka; vë. *Kthej kokën prapa (përpara, anash). Kthej trupin. Kthej sytë. Kthej këmbët. I ktheu krahët. I ktheu bajonetën.*
10. Ndryshoj drejtimin e lëvizjes së diçkaje, i jap asaj drejtim tjetër nga ai që kishte me pare. *Kthej veturën (kamionin). E ktheva nga rruga. Kthej vijën e ujit. Ktheu drejtimin e lumit.*
11. I jap dikujt atë që ia kam marrë a që me ka dhënë. *kthej librin (gazetën, revistën). Ia ktheu huan (bqrxhin).*
12. I jap dikujt një përgjigje, i dërgoj një letër etj I; bëj një veprim për t'iu përgjigjur një veprimi të mëparshëm të dikujt; i jap diçka dikujt si shkëmbim a si shpërblim për atë që me ka dhënë. *kthej përgjigje. Ia ktheva letrën. Ia ktheu përshëndetjen. I ktheva vizitën. Ia ktheu të mirën më të mirë.*
13. Pi me fund; pi; derdh një enë a një gotë të mbushur. *E ktheu tërë shishen. Kthyen nga dy gota birrë. Ktheu një gllënjkë. Ta kthejmë me fund!*
14. *bised.* Zëvendësoj diçka me një tjetër; ndryshoj diçka sipas kohës, sipas kushteve të vendit ku jetoj etj.; shndërroj. *Ktheu veshjen. Ktheu zakonet (gjuhën). E ktheu mbiemrin. Ktheu shtetësinë. E ktheu (rrugën)* ndërroi rrugë, mori rrugë tjetër.
15. Shndërroj në një njësi tjetër, e llogarit me një njësi tjetër; e sjell në një gjendje a në diçka tjetër; bëj (edhe *fig.). Kthej në centimetra (në decimetra, në metra). I ktheu në lekë (në dollarë). Kthej në gjendje të gaztë. Kthej fjalët në vepra. E kthej në festë.*
16. Ia ndryshoj dikujt sjelljen ose qëndrimin, e bëj që të ndryshojë sjellje a qëndrim; bëj. *Kthej d i k ë në iidhë të drejtë (të mbarë). E kthej nga rruga e keqe. E ktheu pas vetes dike.*
117. Lë dike në një provim, rrëzoj. *Nuk ktheu shumë,*
18. *bised.* Përkthej; sjell në një gjuhë më të kup-tueshme. *Kthej në gjuhë të huaj. E kthej në gjuhën e sotme (në gjuhën letrare). E ktheu nga poezia në prozë.*
19. *jokal. bised. shih* KTHEHEM i. *Ktheu në shtëpi. Ktheu në at dhe.*
20. *jokal. bised. shih* KTHEHEM $_3$. *Ktheu djathtas (majtas). Rruga kthen nga e majta.*
*21. jokal. shih* KTHEHEM $_4$. *Ktheu te nëna.*
22. *jokal. (me një trajtë të shkurtër të përemrit ve-tor në r. dhanore).* Ia marr këngës që ka filluar këngë-tariji parë me një zë tjetër, ia hedh, ia thyej. *Ia kthen djali (vajza, plaku).*
23. I përgjigjem dikujt menjëherë a flake për flake. *Ia ktheu ashpër. Ia ktheu më të butë (me inat).*
24. *jokal. bised.* Rifitoj shëndetin, marr veten pas një sëmundjeje a pas një fatkeqësie. *Ka kthyer krejt. Ktheu shpejt.*
25. *jokal.* Ndryshoj qëndrim, ndërroj idetë a pikë-pamjet, jam i paqëndrueshëm në bindjet e mia. *Kthen nga të fryjë era. Kthen si t'i thonë.*
• I kthej armët (armikut) e kundërshtoj me armë, hidhem kundër tij, e pres me luftë. I ktheu (i vuri) pushkën (dyfekun) *dikujt shih te* PUSHKË, ~A. Ktheu barkun (nga dielli) *tall.* vdiq. I ktheu (i tregoi, i drejtoi) bërrylin *dikujt shih tek* TREGO J. Kthej bukë shtroj për të ngrënë. Ia ktheu dale *shih te* DALE. Ia ktheu dorën a) nuk ia pranoi kërkesën për martesë (për vajzat që i kërkojnë për martesë); b) nuk pranoi të marrë diçka që i dhanë. Nuk kthen dorë edhe *poh.* nuk i bie dikujt që e godet, nuk i përgjigjet më të goditur. I ktheu fjalë e kundërshtoi, iu përgjigj dikujt pa respskt, i ktheu përgjigje të ashpër. E ktheu fjalën nuk e mbajti fjalën e dhënë, e hëngri fjalën, dredhoi. S'e kthen fjalën mbrapsht e mban fjalën e premtimin e dhënë. Kthej fytyrën nga *diçka* e për-qendroj gjithë vëmendjen te diçka. Ia kthen me grykë *shih te* GRYKË,~A. E ktheu gjuhën e ndryshoi fjalën, ndërroi qëndrim. I ktheu (i soil!) krahët (shpatullat, kurrizin, shpinën) *dikujt* e la a e braktisi dike atëherë kur ai kishte nevojë; nuk u kujdes me për të, s'desh të dinte me për të; nuk e përfilli me. Ia kthej (ia ndërroj) mendjen *dikujt* e bind dike që të mos bëjë atë që kishte ndërmend, ia prish mendjen. Ia ktheu nga myka *dikujt shih te* MYKË,~A. E ktheupërmbys *d iç -k a shih te* PËRMBYS. E ktheu (e ndërroi) pllakën (fletën) *shih te* PLLAKË,~A. Kthej sytë nga *d i k u s h a nga diçka shih te* SY,~RI. Kthej (sjell) në një emërues të përbashkët *libr. shih tek* EMËRUES,~I. E ktheu (e hodhi, e vuri) festen (kësulën, qeleshen, ka-pelen, takijen) mbi sy (mënjanë) *shih te* SY,~RI. E ktheu me kokë poshtë *diçka shih te* POSHTË. E ktheu (e solli) mbrapsht shtëpinë *shih te* MBRAPSHT. Ia ktheu (iu përgjigj, ia shpërbleu) më të njëjtën mo-nedhë *libr. shih te* MONEDHË,~A. I ktheu këmbët (këpucët, potkonjtë, thundrat) nga dielli *përb. shih te* DIELL,~I. E ktheu (e hodhi, e ngriti) me këmbë për-pjetë *mospërf. shih te* KËMBË,~A. Ktheu sytë nga çielli *shih te* QIELL,~I. S'lë gur pa kthyer (pa luajtur, pa trazuar) *shih te* LË. Si të jetë moti, kthen gëzofin ndërron shpejt bindjet sipas interesit vetjak, kthen gunën nga fryn era. E kthen barkun nga del dielli *përçm.* ndryshon sipas leverdisë a përfitimit, kthen gunën nga fryn era. Kthen gunën (gëzofin, shpinën, kurrizin, krahët) nga fryn era nuk është njeri parifnor, për të mbrojtur interesat e ngushta vetjake i ndryshon bin-ndjet e tij politike etj., nuk qëndron në një mendim dhe anon here andej e here këtej. E kthen thesin me grykë poshtë *shih te* GRYKË,~A. Një vijë nuk e kthen lumin prapa *fj. u. shih te* LUMË,~I.
KTHESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Vendi ku një rrugë, një lumë etj. kthehet a e ndërron drejtimin, bërryl rruge, lumi etj. *Kthesë e vështirë (e rrezikshme). Kthesë e madhe (e vogël). Kthesë e forte (e butë). Rrugë me kthesa. Mori kthesën. Kaloi kthesën. E priti te kthesa.*
*2. fig.* Ndryshim i madh e i menjëhershëm në zhvi-llimin e diçkaje a në qëndrimin, sjelljen e veprimet e dikujt.

*Kthesë vendimtare (rrënjësore). Kthesë his-torike. Shënoi kthesë. Viti i kthesës së madhe. Bëjkthese* ndryshoj qëndrimin a sjelljet (zakonisht për mirë), kthehem në rrugë të drejtë.
3. *muz., vjet.* Refren. *Këndoi kthesën.*
*k* Kthesë (me) plug *shih te* PLUG,~U.
KTHETËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Thonj të forte e të mprehtë, të kthyer përbrenda, që i kanë në majat e gishtërinjëve shumë shtazë të egra dhc shpendë grabitqarë; gishtërinjtë me këta thonj. *Kthetrat e luanit (e maces). Kthetrat e shqiponjës. E kapi (e mbërtheu) me kthetra.*
2. *fig.* Sundim i vendosur me dhunë, shtypje e rëndë, shfrytëzim i egër. *Hedh (shtrin, zgjat) kthetrat. Nguli (futi) kthetrat. Ra në kthetrat e d ik ujt* ra nën sundimin e dikujt. *Shpëtoi (u çlirua) nga kthetrat e...*
• Në kthetrat e vdekjes *shih te* VDEKJE,~A.
KTHETRAZI,~ ZEZË *mb.* Që i ka kthetrat e zeza (për disa shpendë). *Sokol kthetrazi. Skifter kthetrazi.*
KTHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipaskup-timeve të foljeve KTHEJ, KTHEHEM. *Kthimi në atdhe. Rruga e kthimit. Gjatë kthimit. Ndeshja e kthimit. sport,* ndeshja e dytë ndërmjet po atyre dy eki-peve, dy skuadrave, dy sportistëve etj., që kanë luajtur edhe një here së bashku gjatë një kampionati, një gare etj.
2. Udhëtimi që bëjmë kur kthehemi nga një vend. *Biletë për vajtje e kthim. Kthimin s'e ndjemë fare.*
3. Çasti kur kthehet dikush a diçka. *Kthimi i anijes në port.*
KTHlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. E ndarë në një shtëpi; odë, dhomë. *Kthina e miqve. Shtëpi me trikthina.* - KTHJELL *kal.,* ~A, ~UR. Kthjelloj. *Kthjelli fytyrën. Kthjell çështjen.*
KTHJELLEM *vetv.* Kthjellohem. *V kthjell qielli.*
KTHJELLËT (i,e) *mb. 1.* Që është i pastër e i tej-dukshëm dhe nuk ka lëndë tëhuaja, ikulluar (për ujin ose për lëngje të t jera); *kund.* i turbullt. *Ujë i kthjellët.*
2. Që nuk ka re ose mjegull, i hapur (për qiellin, motin etj.); *kund.* i vrenjtur. *Qiell i kthjellët. Mot i kthjellët. Ditë e kthjellët.*
3. Që dëgjohet mirë e qartë, që shqiptohet me tinguj të dallueshëm mirë; i paster. *Zë i kthjellët.*
4. *fig.* Që kuptohet mirë e lehtë; që është i aftë për të gjykuar mirë dhe drejt, i qartë në mendime e në gjykime. *Mendim i kthjellët. Mendje e kthjellët. Është i kthjellët kur flet.*
5. *fig.* I çelur në fytyrë; që shpreh gëzim, kënaqësi e dëlirësi (për fytyrën, sytë etj.). *Fytyrë e kthjellët.*
•*k* Si bubullimë (si rrufe) në qiell të kthjellët (të kaltër) *shih te* BUBULLIMË,~A.
KTHJELLIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KTHJELLOJ, KTHJELLOHEM. *Kthjellimi i ujit. Kthjellimi i çështjes.*
KTHJELLOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Bëhet i kthjellët, bëhet i tejdukshëm, kullohet (për ujin dhe për lëngje të tjera); *kund.* turbullohet. *U kthjellua uji (vera).*
*2. vet. veta HI.* Pastrohet nga retë a nga mjegulla, bëhet i kthjellët, qartësohet, hapet (për qiellin, motin etj.); *kund.* vrenjtet. *U kthjellua qielli (moti).*
3. *fig. vet. veta III (me një Irajtë të shkurtër të për-emrit vetor në r. dhanore).* Bëhet i aftë që të gjykojë
mirë e drejt ose që të jape mendime të qarta. *M'u kthjellua mendja.*
4. *vet. veta HI fig.* Bëhet i qartë a i kuptueshëm për të tjerët (një çështje, një problem etj.); zhduken keqkuptimet a mosmarrëveshjet, sqarohet (një punë). *U kthjellua problemi. Po kthjellohet puna.*
5. *fig.* Çelem në fytyrë, nuk rri me i vrenjtur, gë-zohem; shpreh gëzim, kënaqësi e dëlirësi. *Sapo mori lajmin, u kthjellua. Iu kthjellua fytyra.*
6. *Pës. e* KTHJELLOJ.
KTHJELLOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të kthjellët e të kulluar (për ujin ose për lëngje të tjera); *kund.* turbulloj.
2. *vet. veta HI.* Largon retë a mjegullën, e bën të kthjellët, e qartëson (qiellin, motin etj.); *kund.* vrenjt. *E kthjelloi era qiellin.*
3. *fig.* E bëj të aftë që të gjykojë mirë e drejt ose që të jape mendime të qarta; *kund.* turbulloj. *la kthjelloi mendjen.*
4. *fig.* E bëj të qartë e të kuptueshme për të tjerët, sqaroj (një çështje etj.). *Kthjelloj çështjen.*
• As turbullon, as kthjellon *shih tek* TURBULLOJ.
KTHJELLTËSI,~A . I. Të qenët i kthjellët, vetia e diçkaje që është e tejdukshme dhe e kulluar. *Kthjell-tësia e ujit.*
2. Të qenët pa re e pa mjegull. *Kthjelltësia e qiellit.*
3. *fig.* Të qenët i paster, i dallueshëm ose i kuptueshëm, qartësi. *Kthjelltësia e zërit. Kthjelltësia e mendimeve.*
4. *fig.* Të qenët i kthjellët, vetia e diçkaje që shpreh gëzim, kënaqësi e dëlirësi. *Kthjelltësia e fytyrës (e syve).*
KTHJELLTËSIM,~I *m.* 1. Kthjellim.
2. Kthjelltësi.
KTHJELLTËSOHEM *vetv.* Kthjellohem.
KTHJELLTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Kthjelloj.
KTHJELLUAR (i,e) *mb.* I kthjellët, i kulluar.
KTHYER (i,e) *mb.* 1. I përkulur, në trajtë të lakuar; me majë a me skaj të përkulur. *Hekur i kthyer. Drej-toi telin e kthyer.*
2. I punuar a i lëruar thellë.me plug (për token). *Tokë e kthyer.*
3. Që është shqepur dhe është qepur përsëri, duke vënë për faqe të jashtme atë që ka qenë e brendshme, që është kthyer (për një kostum, pallto etj.). *Kostum i kthyer. Pallto e kthyer.*
4. I përthyer (për anët a skajet e një rrobe); i për-veshur (për mëngët). *Me anë të kthyera. Me mëngë të kthyera.*
5. Që është ndarë nga burri dhe ka ardhur përsëri në derë të babait (për grate). *Vajzë e kthyer.*
6. *bised.* Që e ka marrë veten nga një sëmundje (për një njeri që ka qenë i sëmurë). *M'u duk i kthyer sot.*
KTHYER, ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Kthesa e një rruge, e një lumi etj. *Rrugë më të kthyera. Tek e kthyera e lumit.*
*2.* Pale në fund të një rrobe a në anë të një cope. *E kthyera epantallonave. Ekthyera e fustanit (e fundit). Është shqepur e kthyera.*KU. I. *ndajf.* 1. Përdoret vetëm ose e shoqëruar me parafjalët nga, prej, për a me pjesëzat deri, që për të pyetur për vendin, në të cilin ndodhet ose tek i cili drejtohet dikush a diçka, për vendin nga nisemi, për cakun e shtrirjes së një veprimi etj. *Ku shkon? Ku je ? Ku do të kalosh ? Ku jemi këtu ? për ku je nisur ? Prej ku del? Deri ku do të shkosh? Që ku fillon?*
2. Përdoret si ndajfolje lidhëse në periudhat me fjali të varura përcaktore. *Shkuan në vendin ku ra Qemal Stafa.*

3. Përdoret si ndajfolje përemërore, e shoqëruar me parafjalët nga, per, në periudhat me fjali të varura përcaktore. *Po rrinim në një kodër nga ku duke} qyteti.*

II. *lidh. 1.* Përdoret për të lidhur një fjali të varur vendore me një fjali tjetër. *Do të vijmë ku të shkosh ti.*

I 2. Lidh në togfjalësha trajtate një foljeje që për-seritet për të treguar një lëvizje në një drejtim të pa-përcaktuar a diçka së cilës nuk i dihet përfundimi. *Të dale ku të dale. Shkonte ku shkonte dhe prapë kthehej në shtëpi.*

III. *pj.* 1. Përdoret në pyetje retorike, kur shprehim mohim a pohim të përforcuar. *Ku s'kemi qenë!*

*2.* Përdoret e përsëritur për të treguar shkallën më të lartë të dallimit ndërmjet dy sendeve a frymorëve, ndërmjet vetive a cilësive të tyre etj. *Ku e ku me i gjatë. Ku e ku me i mirë. Ku e ku me i bukur. Ku e ku me larg.*

3. Përdoret kur shprehim zemërim, mospranim, mohim etj. *E ku ia di unë? Ku i besohet atij? E ku na rrihet pa punë?*

• Ku ishin e ku s'ishin a) kudo që ishin, kudo; b) të gjithë pa përjashtim, i madh e i vogël.

KUACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dele a dash që e ka turirin në të kuq.

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dele kuacë.*

KUAÇIT *jokal.,* ~I, ~UR. Këlthet e kakaris kur
bie klloçkë (për pulën). *Kuaçit klloçka.*

.

KUAÇITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes KUAÇIT.

2. Zëri që nxjerr pula kur bie klloçkë. *Kuaçitjet e klloçkës.*

KUADËR,~RI i *m. sh.* ~RO, ~ROT *zyrt.* 1L *përmb.* Tërësia e punonjësve (e nëpunësve dhe e punëtorëve) të një ndërmarrjeje, të një institucioni etj.; edhe *sh.* secili nga këta punonjës që bën një punë të caktuar sipas organikës. *Kuadri i institutit. Kuadrot teknike. Kuadri i mesëm* kuadri me arsim të mesëm. *Kuadrot e arsimit. Kuadrot me arsim të lartë. Lëvizja e\kuadrit. Kualifikimi (forcimi) i kuadrit. Zyra e kuadrit. Përgjegjësi i kuadrit. Politika e kuadrit.*

2. Punonjës a nëpunës i kualifikuar që ka mbaruar zakonisht një shkollë të lartë a speciale dhe që kryen një detyrë drejtuese, organizuese etj. *Kuadri vendës. Kuadrot tona. Kuadër drejtues (komandues). Kuadër me origjinë punëtore. U be kuadër.*

3. *përmb. usht.* Tërësia e ushtarakëve që kanë për dptyrë përgatitjen luftarake e politike të trupave në nljë njësi ushtarake; edhe *sh.* secili nga këta ushtarakë. *Kuadri i repartit.*

4. *bised.* Zyrë e veçantë (seksion, degë, drejtori) në ççlo ndërmarrje, institucion etj., që mban,organikën dhe dokumentet e tjera të punonjësve përkatës. *Shkoi rië kuadër.*

5. *bised.* Organika e punonjësve që tregon detyrën dhe vendin ku caktohet të punojë secili. *Doli kuadri i arsimit.*

KUADËR,~RI ii *m. sh.* ~RO, ~ROT. 1. Ta-
blo, pikturë me ngjyra vaji. *Kuadër i bukur. Var kuadrin. Vë kuadrin në kornizë.*

*2. kinem.* Pjesë e shkëputur a skenë e veçantë nga një film artistik, nga një film dokumentar etj. *U dhanë disa kuadro nga filmi.*

3. *elektr.* Kuti a dhomëz e pajisur me aparate të posaçme nga ku drejtohet hapja e mbyllja e dritave, funksionimi i një mekanizmi etj. *Çelësi i kuadrit.*

4. *fig. libr.* Tërësia e caqeve brenda të cilëve ndodh, zhvillohet ose kryhet diçka. *Në këtë kuadër. Jashtë këtij kuadri. Në kuadrin e festës. Del nga ky kuadër.*

KUADRAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Katror.

2. Grup njerëzish të vendosur në disa rreshta të ngjeshur në trajtën e një katrori. *Kuadrati i vajzave. Kuadrati i veteranëve. Parakalojnë kuadratet e ushta-rëve.*

KUAK *jokal.,* ~U, ~UR. Nxjerr një zë të çjerrë dhe të forte (për bretkosën). *Kuaknin bretkosat.*

KUAKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes KUAK.

2. Zë i çjerrë dhe i forte që nxjerr bretkosa. *Kuakjet e bretkosave.*

KUALIFIKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KUALIFIKOJ, KUAL1FI-KOHEM. *Kualifikimi individual. Kimlifikimi i kua-drove (i mësuesve). Kualifikimi pasuniversitar. Kurs kualifikimi.*

*2.* Shkalla e përgatitjes ideopolitike, shkencore e profesionale e dikujt në një degë ose fushë të caktuar të prodhimit, të shkencës, të arsimit etj.; shkalla e njohurive dhe e aftësive që ka arritur dikush në një fushë të caktuar. *Me kualifikim të lartë. Rritja e kualifikimit. Sipas kualifikimit që ka secili.*

KUALIFIKOHEM *vetv.* 1. Ngre shkallën e përgatitjes ideopolitike, shkencore e profesionale në një degë a fushë të caktuar të prodhimit, të shkencës, të arsimit etj.; zgjeroj e thelloj njohuritë e mia, rrit aftësitë e mia për punë.

2. *sport.* Fitoj të drejtën të vazhdoj një garë pasi kam plotësuar kërkesat a pasi kam fituar më parë një ndeshje, një ndër vendet e para etj. *U kualifikua për në finale.*

KUALIFIKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Ngre shkallën e përgatitjes ideopolitike, shkencore e profesionale të dikujt në një degë a fushë të caktuar të prodhimit, të shkencës, të arsimit etj.; zgjeroj e thelloj njohuritë e tij, rrit aftësitë e dikujt për punë. *Kualifikuan kuadrin (punëtorët).*

2. *sport.* Bëj që të kualifikohet, i jap të drejtën për të vazhduar një garë.

KUALIFIKUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka përgatitje të lartë ideopolitike, shkencore e profesionale në një degë a fushë të caktuar të prodhimit, të shkencës, të arsimit etj.; që ka fituar njohuri të gjera e të thella dhe aftësi të mëdha në një fushë të caktuar, që ka arritur një kualifikim të lartë. *Punëtor (kuadër, më-sues, punonjës, teknik) i kualifikuar.1.* Që kërkon përgatitje të lartë e të veçantë për t'u kryer, që kërkon njohuri të gjera e të thella, që kërkon kualifikim (për një punë, një detyrë etj.). *Punë e kualifikuar.*

KUALIFIKUES,~E *mb.* Që bëhet për të përcak-tuar cilat skuadra a cilët sportistë do të kenë të drej-tën ta vazhdojnë më tej një garë. *Ndeshje (gara) kua-lifikuesë.*

KUANT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fiz.* Sasia më e vogël e energjisë që mund të emetohet ose të përthithet nga lënda. *Teoria e kuanteve. Mekanika e kuanteve.*

KUARC,~I *m. min.* Mineral zakonisht pa ngjyrë, i forte dhe i patretshëm, i përbërë nga kristale të ndrit-shme me gjashtë cepa, që gjendet në natyrë si një masë e ngjeshur në trajtë guri; gur stralli. *Nxjerrja e kuarcit. Pastrimi (përpunimi) i kuarcit,*

KUARTET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *muz.* 1. Pjesë muzikore për katër vegla ose për katër zëra.

2. Grup instrumentistësh a këngëtarësh, i përbërë nga katër veta, që luajnë ose këndojnë këtë pjesë muzikore. *Kuarteti i vajzave (i djemve). Luan (këndon) kuarteti.*

KTJB,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeom.* Trup gjeo-metrik i rregullt, që ka gjashtë faqe katrore të bara-barta. *Brinjët e kubit. Vëllimi i kubit.*
*1.* Send që ka trajtën e kësaj figure gjeometrike; *kryes. sh.* trupa të vegjël prej druri, me gjashtë faqe katrore të barabarta e me figura të ndryshme, më të cilët luajnë fëmijët e vegjël. *Luan me kube.*
3. *mat.* Prodhimi që del nga ngritja e një nutnri në fuqi të tretë; fuqi e tretë në të cilën ngrihet një numër. *Kubi i një numri. Ngre në kub.*
KTJB,~E *mb. I.* Që ka trajtën e një kubi, kubik.
2. Që ka të bëjë me kubin; që shërben për të matur vëllimin e një trupi a të një lënde të vendosur në një ene në trajtë kubi. *Meter kub* njësi mase sa vëllimi i një kubi, që i ka të tria përmasat (gjatësi, gjerësi, lartësi) nga një meter.
KUBAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Kubës ose ai që e ka prejardhjen nga Kuba.
KUBAN,~E *mb.* Që lidhet me Kubën ose me ku-banët, që është karakteristik për Kubën ose për ku-banët, i Kubës ose i kubanëve; që është krijuar nga kubanët a në Kubë. *Populli kuban. Valle (këngë) kubane. Sheqer (oriz) kuban.*
KUBATORË,~A . Vëllimi i një dhome, i një sendi etj., i llogaritur në metra kubë. *Kubaturë e vogël (e madhe). Kubaturë e caktuar (e zakonshme).*
KUBE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. *arkit.* Mbulesë në trajtë gjysmërruzulli a si gungë e gërryer përbrenda, që ngrihet mbi muret mbajtëse të një ndërtese ose të një dhome. *Kubeja e shtëpisë. Kubeja e kishës (e xha-misë).*
2. Kurora e një peme. *Kubeja e rrapit (e jikut).*
3. Kupa e qiellit. *Kubeja e qiellit.*
KUBËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *zool.* Peshk me trup të gjatë rreth dy pëllëmbë, në ngjyrë hiri të errët, me njolla të zeza në të dy anët, që e ka mishin me shumë hala të holla dhe që rron në det e në ujëra të ëmbla, ku lëshon edhe vezët.
KUBIK,~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. Dhe i gatuar
me pleh dhe i ngjeshur në trajtën e një kubi të vogël, ku mbillen fara ose vihet fidani i një bime për të si-guruar mbjellje të hershme në pranverë dhe zhvillim më të mirë të bimës.
KUBIK,~E *mb.* 1. Që ka trajtën e kubit, që është si kub, kub. *Gur kubik. Xham kubik. Kristal kubik. Shtëpi kubike.*
2. Që i perket kubit, i kubit; që shërben për të matur një vëllim në kub. *Meter kubik* meter kub.
r Rrënja kubike *mat.* numri, i cili, i ngritur në fuqi të tretë, jep numrin e dhënë.
KUBIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *art.* Ai që krijon sipas parimeve të kubizmit, ndjekës a pasues i kubizmit.
KUBIZËM,~MI *m. art.* Rrymë krejt formaliste e subjektiviste në artin dekadent borgjez e revizionist, e cila, duke hequr dorë nga paraqitja reale e botës objektive, përpiqet, nëpërmjet figurash e formash të ndryshme gjeometrike (kubesh, katrorësh, trekëndë-shash etj.), të jape skulptura e piktura të ngatërruara gjoja për të krijuar idenë e sendeve.
KUCKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa që mbetet mbi tokë, bashkë me rrënjën, pasi pritet një bimë, një dru etj.; rrënjë shkurresh e bimësh. *Shkul (djeg, mbledh) kucka.*
2. *si mb.* 1 ngushtë; që të shtrëngon (zakonisht për këpucët). *Këpucë kucka.*
KUÇ,—I i *m. bised. kryes. fëm.* Emërtim për çdo qen (përdoret edhe për të ndjellë qenin). *Leh kuçi. E kafshoi kuçi. Përzëre kuçin! Kuç, kuç!*
• Erdhën (ikën, shkuan) me kuç e me maç (me qen e me mace) erdhën me gjithçka që kishin; erdhën duke marrë me vete të gjithë e çdo gjë.
KUÇ,~I n *m. sh.* ~E, ~ET. Enë e madhe balte si vorbë, pa dorëza, që shërben për të zier gje-llën, për të mbajtur ujë të ngrohtë pranë zjarrit etj. *Ziejnë fasulet në kuç.*
KUÇEDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *mit.* Figure e përrallave popullore, që sipas besimeve të kota përfytyrohej si një gjarpër shumë i madh, me shtatë deri dymbëdhjetë kokë, i cili hante njerëz dhe bënte dëme e të këqija. *Shtrofka e kuçedrës. Përralla me kuçedër. Është si kuçedër. Iu turr (iu hodh) si ku-çedër.*
2. *bised., keq.* Grua zemërligë dhe e pashpirt, e vrazhdë dhe gjuhustër, që zihet vetë më të gjithë e fut në sherr edhe të tjerët.
3. *fig. keq.* Shtet me synime pushtuese c skllavë-ruese, fuqi agresive, shkatërrimtare e gjakatare, për-bindësh. *Kuçedra naziste (fashiste).*
KUÇKË,~A . *sh,* ~A, ~AT. 1. Femra e qenit, bushtër.
2. *thjeshtligj., shar.* Grua a vajzë e përdalë, grua a vajzë bishtdredhur, bushtër.
KUDËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT. Bushtër. *Kudra e qenit. Ik, ntoj kudër! shar.*
KUDO *ndajf.* Në çdo vend, në çdo anë, gjithandej, gjithkund; në të gjithë vendin; në të gjitha vendet. *Shkonte kudo. Gjendej kudo. Flitet (shihet) kudo. Me shumë se kudo.*
*k* Kudo qoftë në çdo vend që të jetë. Kudo që... në çdo vend që..., tekdo që... Lë lesh kudo *shih te*LESH,~I. Kudo oka katërqind dërhemë është *shih tëk* OKË,~A.
KUDH,~I *m.* dhe KUDHE,~A. *sh.* ~A, ~AT.
1. Kudhër e madhe.
12. Enë balte me një dorëz, që shërben për të mbajtur bulmet, poçe; qyp i vogël. *Futi gjalpin në kudh.*
KUDHËR,~RA *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Trung çeliku me një sipërfaqe të sheshtë, mbi të cilin koVaçi rr|eh me çekan hekurin e skuqur. *Vë (rreh) në kudhër.*
\2. *anat.* Eshtër e vogël që gjendet në brendësi të vëshit të mesëm.
3. *fig.* Vendi a mjedisi shoqëror ku kalitet e edukohet njeriu si revolucionar. *Në kudhrën e Partisë (e punës, e | revolution!!). Kudhra e aksionit.*
• Njëri (i bie) kudhrës, tjetri çokut (çekiçit) bëjnë një punë jo të bashkërenduar, pa u marrë vesh mirë e |duke penguar njëri-tjetrin, njëri i bie gozhdës tjetri potkoit.
KUESTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Ruajtësi i thesarit të shtetit dhe administruesi i tij në Romën e ivjetër; hetues e gjykatës për çështje penale.
2. Shef i policisë në qytetet e mëdha të Italisë, drej-tues i kuesturës (gjatë pushtimit fashist italian edhe në! Shqipëri). *Kuestori fashist. E vranë kuestorin.*
KUESTURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Drejtoria e policisë në qytetet e mëdha të Italisë; ndërtesa a zyra e kësaj drejtorie të policisë (gjatë pushtimit fashist italian edhe në Shqipëri). *Kuestura fashiste. Dogjën kuesturën.*
KUFI,~RI *m. sh.* ~J, ~JTË. 1. Vijë a shenjë tjetër që ndan dy pjesë të një hapësire, dy toka a dy ara të afërta ose të ngjitura njëra me tjetrën etj. *Kufiri i arës. Kufiri i fshatit. Guri i kufirit.*

*2.* Vija tokësore a detare që ndan dy shtete fqinje; brez toke që shërben si shenjë a si vijë e tillë ndarëse. *Kufiri shtetëror. Repartet (orgqnet) e kufirit. Rojë kufiri. Posta e kufirit. Piramidat e kufirit. Kalimi i kufirit. Shkelësit e kufirit. Ruaj (mbroj) kufirin. Përgjojnë në \ kufi. Zgjeruan (prekën) kufijlë. Përtej (matanë) kufijve* jashtë shtetit, në shtete të tjera.

3. Caku që ndan dy pjesë të kohës; *kryes. sh.* caqet kohore brenda të cilëve kryhet një veprim, koha që nga fiHimi deri në mbarimin e një pune. *Kufijtë kohorë.*

4. *fig.* Rregull e pranuar nga shoqëria për mëny-rëni e të vepruarit a të sjelljes, masë e lejueshme; normë e qaktuar. *Brenda kufijve. E kaloi (e kapërceu) kufirin. Nuk njeh kufi. Çdo gjë me kufi (ka një kufi). S'kfl kufi.*

S: *fig.* Cak që vihet për t'ia ngushtuar dikujt a diçkaje mundësitë e veprimit a të ndikimit, korniza brejida së cilës mbahet diçka; kufizim. *Kufij të ngushtë. U \\uri kufi. Pa kufi.*

£ Gur kufiri a) pengesë; b) njeri që rri i palëvizur në një vend si i mpirë e të pengon për diçka. la vuri kufijtë te thana *dikujt shih te* THAN;Ë,~A.

KUFINDARËS,~E *mb.* Që ndan kufirin e një vendi a të një hapësire me një tjetër; që cakton kufirin. *Vijë kufindarëse. Lumë kufindarës. Mur kufindarës.*

KUFIRMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-risritore shumëvjeçare, me kërcell të drejtë e të gjatë deri një meter, me gjethe të mëdha, me lule si kam-
banë zakonisht në ngjyrë vjollcë të celur dhe me rrënjë të madhe, e cila përdoret në mjekësi.

KUFITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *usht.* Ushtar a ushtarak i reparteve të posaçme që ruajnë e mbrojnë kufirin e shtetit; rojë e kufirit shtetëror. *Kufitarët tanë (trima). Dita e kufitarit. Heroizmi i kufitarëve.*

2. Ai që banon brenda në një zone kufitare.

3. Ai që është në kufi me një tjetër, fqinji.

KUFITAR,~E *mb.* I. Që i përket kufirit, i kufirit; që ruan e mbron kufirin, që ndodhet në kufi ose pranë kufirit shtetëror; që ndodh në kufi. *Postë kufitare. Fshat (qytet) kufitar. Rreth kufitar. Zone kufitare. Popullsia kufitare. Incident kufitar.*

2. Që ka kufi të përbashkët a që është pranë me një vend tjetër, fqinj. *Shtete (vende) kufitare. Ara kufitare.*

3. Që tregon kufirin, që cakton a ndan kufirin; kufindarës. *Vija kufitare.*

KUFITREGCES,~E *mb.* Që tregon kufirin. *Vijë (shenjë) kufitreguese.*

KUFIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mat.* Secili numër në një varg numrash që japin një shumë, një prodhim a një mbetje të caktuar. *Shuma e kufizave. U ndërroj vendin kufizave.*

KUFIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KUFIZOJ, KUFIZOHEM. *Ku-
fizimi i shpenzimeve.*

*2.* Diçka që përcakton se deri ku e sa lejohet të veprojë dikush. *Me shumë kufizime. Pa asnjë kufizim.*

• Plotës kufizim i *gjuh., vjet.* plotës që përcakton kuptimin e një foljeje, të një emri ose të një mbiemri duke shënuar se deri ku shtrihet ky kup-tim (p.sh. Ai ishte i forte *nga trupi).*

KUFIZOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Ka si kufi, ka kufi të përbashkët. *Shqipëria kufizohet nga perën-dimi me detin Adriatik.*

*2.* E kufizoj veten në përdorimin e diçkaje, e përdor a e bëj diçka me kufi; përmbahem në diçka; mbetem me aq, nuk e çoj diçka më tej. *Kufizohem në ushqime. Kufizohem me kaq.*

3. *Pës. e* KUFIZOJ.

KUFIZOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Shënon kufirin a kufijtë e një hapësire, shërben si kufi me një shtet, me një are etj.; ka si kufi diçka. *Në lindje e kufizojnë malet.*

*2. jokal. vet. veta III.* Ka kufi të përbashkët me një vend ose me një shtet tjetër, kufizohet. *Kufizon nga veriu (nga jugu) me...*

3. Caktoj kufirin a kufijtë midis dy pjesëve të ha-pësirës, vë kufirin. *Kufizuan arat.*

4. Mbyll a ngushtoj brenda disa caqeve përdorimin e diçkaje ose veprimin a ndikimin e diçkaje a të dikujt, i vë kufi dikujt a diçkaje; pakësoj deri në një fare mase; ngushtoj. *Kufizoj ushqimet (duhanin). Kufizoj shpen-zimet. Kufizoj veprimin (ndikimin) e dikujt a të diçkaje. la kufizon lëvizjet (të drejtat, mundësitë) dikujt.*

KUFIZOR,~E *mb.* I. Kufizues. *Vijë kufizore. Masa kufizore.*

*2. vjet.* Kufitar. *Shtet kufizor. Qytet kufizor.*KUFIZUAR (I,e) *mb.* 1. Që ka kufij të ngushtë (në hapësirë ose në kohë); i vogël në numër ose në sasi; i pakët. *Sipërfaqe e kufizuar. Pjesëmarrje e kufizuar. Kërkesa të kufizuara. Numër i kufizuar. Sasi e kufizuar. Kohë e kufizuar. Aftësi (mundësi) të kufizuara.*

2. Që ka horizont të ngushtë në kulturë a në një fushë të dijes, me njohuri të pakëta; *kund.* i gjerë. *Njeri i kufizuar.*

KUFIZUES,~E *mb.* 1. Që është si kufi i diçkaje, që kufizon diçka (një are, një vend etj.). *Vija kufizuese.*

2. Që ngushton brenda disa caqeve përdorimin e diçkaje ose veprimin, ndikimin e dikujt a të diçkaje, që kufizon. *Masa (veprime) kufizuese.*

KUFJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Aparat dëgjimi që vihet në vesh në bisedat telefonike dhe radiofonike. *Me kufje në vesh. Vuri (hoqi) kufjet. Dëgjoj me kufje.*

KUFKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Guaska e kër-millit, samari i kërmillit. *Me kufkë të madhe. I theu kufkën.*

2. *përd. mb.* edhe *fig.* I zbrazët, pa gjë brenda, bosh. *Lajthi kufkë. E ka kokën kufkë.*

KUFOMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Trupi i njeriut të vdekur. *U prish (u kalb) kufoma. Ishte bërë si ku-fontë* ishte dobësuar e ishte zverdhur shumë.

2. *krahin.* Trupi i bagëtisë së therur.

3. *fig.* Njeri shumë i dobët nga shëndeti, fare pa fuqi dhe i verdhë në fytyrë, njeri që është bërë si i vdekur.

4. *fig. keq.* Njeri që vetëm sa për sy e faqe e ka në dorë pushtetin në një vend; qeveritar i lartë që i ka ditët të numëruara a që mezi mbahet në fuqi me ndih-mën e të huajve. *Kufomë politike.*

• Kufomë e gjallë *shih te* GJALLË (i,e). Jane dy kufoma e një shpirt duhen shumë me njëri-tjetrin.

KUHEM *vetv.* KOVA (u), KUAR. Me skuqet, me rripet e me djeg lëkura në sqetulla etj. nga fër-kimi, nga vapa ose nga djersa. *Është kuar fëmija. Me kuhen sqetullat.*

KUINTAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njësi e madhe c peshës, e barabartë me njëqind kilogramë, peshë prej njëqind kilogramësh. *Dy kuintalë miser (grurë).*

KUINTESENCË,~A . *libr.* Thelbi i diçkaje, pjesa ose ana me thelbësore, baza e diçkaje. *Kuinte-senca e çështjes (e problemit).*

KUIS *jokal,* ~I, ~UR. 1. Lëshon një zë të hollë si më të qarë kur e rrahin a kur është sëmurë (për disa kafshë si qeni, derri etj.). *Kuis qeni (derri).*
*1.* Nxjerr një zhurmë a një kërcitje që të çjerr veshët (për rrotat e qerres etj.). *Qerr)a kuiste.*
KUISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes KUIS.
2. Zë i hollë si më të qarë që lëshojnë disa kafshë (qeni, derri etj.) kur i rrahin a kur jane të sëmura. *Dëgjohej kuisja e qenit.*
3. Zhurmë a kërcitje e çjerrë që nxjerrin rrotat e qerres.
KUISLING,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që vihet në shërbim të pushtuesit dhe që bashkëpunon më të kundër lëvizjes nacionalçlirimtare të popullit të vet, ai që tradhton popullin e vet dhe i shërben pushtuesit, tradhtar me damkë.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Qeveri (ushtri) kuislinge.*
KUITANCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zyrt.* Dëftesë zyrtare që i njeh të drejtën dikujt për të marrë të holla, sende me vlerë a dokumente që i përkasin atij.
KUJDES,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vëmendja që tregojmë për dike a për diçka dhe përpjekjet që bëjmë për ta ruajtur, për ta mbajtur mirë, për ta rritur, për ta zhvilluar më tej etj.; vëmendje. *Kujdes atëror. Kujdes i tepruar. Kujdesi për fën:ijët. Kujdesi për të së-murin. Kujdesi për kulturën (për artin). Nën kujdesin e Partisë. Dëgjoj me kujdes. Kujdes se ntos biesh!*
2. Përqendrimi i vëmendjes në një punë, në një detyrë etj., për ta kryer atë sa me mirë. *Punon me kujdes. Ka kujdes në punë. E ka bërë me kujdes. Rrit (shtoj) kujdesin në punë.*
3. Detyrë a punë e vëmendshme që me ngarkohet të kryej për diçka a për dike. *la ka lënë vajzës tërë kujdesin e shtëpisë.*
*4. kryes. sh. bised.* Halle, telashe, kokëçarje; shqe-tësim, merak. *E mbytën kujdeset. Me një mijë kujdese. Shpëtoi nga kujdeset. Rri me kujdes. Me futi në kujdes. Mas ki kujdes! Mban kujdeset e dikujt tjetër.*
5. Mbikëqyrje e dikujt për ta ndihmuar sa here të ketë nevojë. *E ka mjeku nën kujdes.*
•*k* E kam kujdes *diçka* e nd jek si shkon, e mbik-qyr gjersa të përfundojë (një punë, një detyrë); e kam gjithnjë parasysh.
KUJDES'EM *vetv.,* ~A, (u), ~UR. 1. Kam kujdes për dike a për diçka që ta ruaj, ta mbaj mirë, ta zhvi-lloj më tej etj., përpiqem për të. *Kujdesem për fëmijët (për të sëmurin, për shtëpinë, për fanliljen). Kujdesem për vete. Kujdeset shumë.*
2. Shqetësohem për dike a për diçka, kam merak, merakosem. *Kujdeset shumë për vajzën.*
KUJDESI,~A . 1. Të pasurit kujdes për dike a për diçka, kujdesim; të qenët i kujdesshëm. 2. Kujdes. *Ka kujdesi.*
KUJDESIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes KUJDESEM. 2. Kujdes, kujdesi.
KUJDESOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Kujdesem. *Kujdesohet për djalin (për vajzën).*
KUJDESSHËM (i) ~ME (e) *mb.* 1. Që tregon
kujdes për dike a për diçka, që ka kujdes. *Njeri i kujdesshëm. Vajzë e kujdesshme.*
2. Që ka shumë kujdes në punë, që punon me merak, i vëmendshëm. *Punëtor i kujdesshëm.*
3. Që është bërë a është kryer me kujdes (për nj6 punë, për një detyrë etj.). *Punë e kujdesshme.*
KUJDESTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që është ngarkuar të mbikëqyrë ose të kontrollojë punën e dikujt; nëpunës i caktuar për t'u kujdesur për rre-gullin e disiplinën në një konvikt. *Kujdestari i ndërresës. Kujdestari i kompanisë. usht. Kujdestari i konviktit.*
2. *Jrejt.* Ai që është ngarkuar me ligj të kujdeset për një të mitur a për një të sëmurë, që ta mbrojë e ta rritë atë, të administrojë pasurinë e tij gjersa ky të arrijë moshën madhore ose të përmbushë kushtet para ligjit.
3. Nxënës ose student që ka për detyrë të kujdesetpër rregullin e disiplinën në klasën a në grupin e tij ilhe të ndihmojë mësuesin a pedagog'un. *Kujdestari* il *klasës (i grupit). Kujdestari i pastërtisi.*
4. *si mb.* Që është ngarkuar të kujdeset në msnyrë të veçantë për sjelljen e mbarëvajtjen e nxënësve të një klase ose të studentëve të një grupi a të një kursi. *fylësuesi (pedagogu) kujdestar. Mësuesja (pedagogia) kujdestare.*
KUJDESTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* KUJDESTAR, ~I. *Kujdestarja e konviktit.*
*2. vjet.* Edukatore në një kopsht fëmijësh. *Kuj-destarja e kopshtit.*
I KUJDESTARI,~A . 1. Detyra që bën kujdestari (he një shkollë, në një konvikt etj.); shërbimi i kuj-destarit. *Ka kujdestarinë. Plani i kujdestarisë.*
2. *drejt.* E drejta që i jepet dikujt me ligj për t'u kujdesur për një të mitur a për një të sëmurë dhe për të administruar pasurinë e tij gjersa ai të arrijë moshën rtiadhore ose të përmbushë kushtet para ligjit.
3. Ndihma e përkrahja që zotohet a ngarkohet t'i jkpë një njeri, një ndërmarrje etj. dikujt tjetër që ë^htë me i dobët ose që ka nevojë; kujdes. *Kam në (nën) kujdestari. Marr në (nën) kujdestari. Vihet nën kujdestari.*
KUJË,~A . Klithmë e forte që lëshojnë zakonisht grate kur vdes një njeri a kur ndodh një fatkeqësi ei madhe në familje, ulërimë. *Qan me kujë. Zuri (vuri) k\ujën.*
-*k* Me kujë e me bujë me zhurmë të madhe. Vë kujën n;xehem dhe bërtas shumë; bëj shumë zhurmë për diçka.
KUJRI,~A *sh.* ~, ~TË *hist.* 1. Pyll, kullotë, tokë a vend tjetër që shfrytëzohej bashkërisht nga gjithë katundi.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Tokë kujri.*
KUJTDO *gjin.* (i,e kujtdo), *dhan. e rrjedh. e përem. pakuf.* KUSHDO. *Kujtdo prej nesh. Kujtdo mund t'i ndodhë.*
KUJTESË,~A. 1. Aftësia e njeriut për të mbajtur mend dhe për të riprodhuar ato që ka pare, ka dë-gjuar a ka mësuar në të kaluarën. *Kujtesë e forte (e dobët). Kujtesë pamore (dëgjimore). Kujtesë logjike (mekanike). Ka kujtesë të mirë. I është dobësuar (e ka line) kujtesa.*
2. Tërësia e përshtypjeve që man dikush në vetë-dijen e tij për diçka që ka pare, që ka dëgjuar ose që ka mësuar në të kaluarën. *Me mbeti në kujtesë. Nuk me hiqet (nuk me shqitet) nga kujtesa. E ruaj në kujtesë. Rrëmoj në kujtesë.*
3. *vjet.* Kujtim.
• Sa për kujtesë sa për ta kujtuar.
KUJTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KUJTOJ, KUJTOHEM. *Në shenjë kujtimi. për kujtim.*
*2.* Gjurmë a përshtypje që na lë në mendje diçka që kemi pare, që kemi dëgjuar ose që kemi jetuar; riprodhimi i

kësaj gjurme a përshtypjeje, ringjallja e përfytyrimit për dike a për diçka; dikush ose diçka që kujtohet me nderim. *Kujtime të bukura (të këqija). Kujtime të paharruara. Kujtimet e fëmijërisë. Ruaj (kam) kujtime të mira. Bie (zhytem) në kujtime. Nde-*
*rojmë (përjetësojmë) kujtimin e dëshmorëve. I përjet-shëm qoftë kujtimi i tyre!*
3. Diçka që na e fal dikush për ta kujtuar ose nc shenjë nderimi. *Me dha (me fait, me la) një kujtim. E ruaj si kujtim.*
4. *vet. sh.* Ajo që mbajmë mend e tregojmë me gojë a me shkrim për ngjarje që i kemi jetuar vetë. *Kujtimet e veteranëve. Kujtime nga jeta e brigades. Mbledh (shkruaj) kujtimet.*
KUJTOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me bie ndër mend diçka që e kam pare, e kam dëgjuar, e kam mësuar a e kam jetuar me pare. *Me kujtohet dita e parë e shkollës. A të kujtohet kur ishim fëtnijë? Me kujtohet si sot. Iu kujtua menjëherë. Nuk i kujtohet.*
*2.* I bie shpejt më të se ku është fjala a ku qëndron puna, kuptoj menjëherë diçka, e kap shpejt. *Mos e zgjat, se u kujtova.*
3. Mendoj për të bërë diçka, me bie ndër mend për të bërë diçka. *U kujtua vonë. Tani u kujtove ta bësh ?*
4. *Pës. e* KUJTOJ.
KUJTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Sjell ndër mend dike a diçka që e kam pare, e kam dëgjuar, e kam mësuar ose e kam jetuar në të kaluarën. *Kujtoj nënën (shokët). Kujtoj këngën. Kujtoj rininë. Kujtoj fjalët. Nuk e kujtoj dot. Do ta kujtoj gjersa të vdes. I ngopuri s'e kujton të uriturin. fj. u.*
*2.* Zë në gojë, përmend. *Sapo të kujtuam. Të kuj-tuam për të mirë. Kujto mikun, ther dashin! fj. u. Kujto (zër në gojë) qenin, bëj gati shkopin! fj. u.*
3. la sjell dikujt ndër mend diçka, e bëj që të mas harrojë për një punë që duhet të kryejë. *E kujtova unë.*
4. *jokal.* Mendoj, pandeh; me duket, kam për-shtypjen. *Kujtova se ishte këtu (atje). Kujtova se bënte ftohtë. Mos kujto se nuk e kemi marrë vesh!*
•*k* Pa pritur e pa kujtuar *shih te* PRES n.
KUJTUESHËM (i) ~ME (e) *mb.* I. I hollë e i shkathët nga mendja, që e kap shpejt a e kupton menjëherë ku është fjala ose ku qëndron puna. *Djalë i kujtueshëm.*
*2.* Që nuk i harron shokët, miqtë a të tjerët; që nuk i harron të mirat që i ka bërë dikush, mirënjohës.
3. *vjet.* Që kujtohet shpesh, që sillet shpesh ndër mend. *Ngjarje e kujtueshme.*
KUJUNXHl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet. shih* ARGJENDAR,~I.
KUKAFSHEHTAS *ndajf.* Luaj kukafshehtas: luaj bashkë më të tjerë duke u fshehur nëpër skuta, ndërsa njëri përpiqet të na gjejë (lojë fëmijësh).
KUKAFSHEHTHI *ndajf.* Luaj kukafshehthi: luaj kukafshehtas.
KUKAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Klithmë që lë-shon dikush kur vajton për një fatkeqësi të madhe që i ka ngjarë; kujë. *Lëshoi kukamën. Dëgjohej ku-kama.*
KUKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gungaç, njeri me kurriz të dale.
KUKAT (KUKAS) *jokal,* ~A ~UR. 1. edhe *kal.* Qaj me kujë, vë kujën; qaj me kujë një njeri që ka vdekur, vajtoj. *Kukaste djalin (burrin).*2. *vet. veta III.* Nxjerr një zë të ndërprerë, bën ku-ku (për qyqen). *Kukat qyqja.*
KUKATË,~A . Cope lëkure e thatë ose pluhur nga lëkura e vgjerit, më të cilën zënë enët prej druri që të mos rrjedhin, kapcele. *E zuri bucelën me kukatë.*
KUKATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes KUKAT.
2. Kujë, kukamë.
3. Zëri I qyqes, kënga e qyqes.
KUKËZ,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Paterica. *Ecën me kukëza.*
KUKËZOHEM *vetv.* 1. Përkulem e bëhem si gun-gaç; me del kurrizi si gungë, kukohem. *Kukëzohej duke punuar. U kukëzua nga pleqëria.*
2. *vet. veta III.* Ngre kurrizin përpjetë si hark (për disa kafshë si macja kur egërsohet). *Kukëzohet macja.*
3. *vet. veta III.* Duket, shfaqet, del pjesërisht (për diçka të rrumbullakët a të harkuar). *Kukëzohen ma-jat e maleve.*
4. *Pës. e* KUKËZOJ.
KUKËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përkul si hark, lakoj, kukoj. *Kukëzoj trupin (shpinën).*
KU-KLUKS-KLAN,~I *m.* Organizatë fashiste te-rroriste në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, që ndjek me egërsi zezakët. *Anëtarët e ku-kluks-klanit.*
KXJKOHEM *vetv.* 1. Me del kurrizi, bëhem gungaç, kukëzohem. *Sa vinte e kukohej.*
*2. Pës. e* KUKOJ i.
KUKOJ i *kal.,* ~OVA, —CAR. Përkul si hark, lakoj, kukëzoj. *Kukoi kurrizin.*
KUKOJ ii *kal.,* ~OVA, ~UAR. Mbush plasat e vozës a të një ene tjetër prej druri me kapcele ose me copa leckash që të mos rrjedhë. *Kukoi vozën.*
KUKSIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Kukësi ose ai që e ka prejardhjen nga Kukësi.
KUKSIAN,~E *mb.* Që lidhet me Kukësin ose me kuksianët, që është karakteristik për Kukësin ose për kuksianët, i Kukësit ose i kuksianëve; që është krijuar nga kuksianët. *Këngë (valle) kuksiane.*
KUKU *pasth.* Përdoret kur shprehim dhembje a hidhërim në rast të një fatkeqësie të madhe që ndodh papritur ose kur shprehim habinë për diçka të rëndë e të papritur. *Kuku, ç'e gjeti! Kuku për mua! Kuku, moj nënë! Kuku, ç'paska ndodhur! Kuku, ç'më dë-gjuan veshët!*
KUKUDH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *mit.* Figure e mitologjisë shqiptare që, sipas besimeve të kota, përfytyrohej si një burrë i shkurtër e me bisht, i cili dilte natën nga varri dhe shëtiste rreth e rrotull; lugat. *U ngrit si kukudh. Doli si kukudh. U mblodh si kukudh.*
2. *keq.* Njeri i lig, njeri shpirtkeq, lugat. *U hyri kukudhi në shtëpi. Nga na erdhi ky kukudh!*
3. *fig.* Frikë e përfytyruar, frikë e madhe pa asnjë arsye. *ka hyrë kukudhi.*
4. *përd. mb.* I shkretë, i mjerë, fillikat i vetëm e pa njeri. *Mbeti kukudh.*
KUKULE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Fshikëza e më-ndafshit.
KUKULlQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *mospërf.* Kap-loqe.
KUKULL,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Lodër Fëmijësh, prej druri, prej gome, prej kartoni etj., që ka trajtë e fytyrë njeriu, më të cilën luajnë zakonisht vajzat e vogla. *Kukull e madhe (e vogël). Kukull prej lecke. Luan me kukulla. Blej një kukull. Është si kukull* është shumë e bukur.
2. Figure prej kartoni, prej druri etj., e cila paraqet një njeri a një kafshë, vepron në skenë duke u vënë në lëvizje

zakonisht nga poshtë prej një njeriu të fshehur për të dhënë kështu një rol të caktuar. *Teatri i kuku I lave.*
3. *fig.* Ai që sillet e vepron sipas vullnetit e dë-shirës së dikujt tjetër, ai që është vegël në duart e të tjerëve; qeveri a qeveritar i lartë që vetëm sa për sy e faqe ka në dorë pushtetin në një vend dhe mbahet në fuqi me ndihmën e të huajve, të cilëve u shërben si vegël e verbër.
4. *Përd. mb.* sipas kuptimit 3 të emrit. *Qeveri (re-gjinl) kukull. Ushtarë (forca) kukulla.*
KUKUMAL *kal.,* ~A, ~UR. Hedh përpjetë diçka me tërë forcën. *Kukumal gurë.*
KUKUMALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grumbull dheu a sendesh që formojnë sipër një majë; pirg. *Kukumale dheu (rëre). Kukurnale gurësh. Kukumale dëbore.*
KUKUMALTHI *ndajf.* 1. Lart në ajër, përpjetë. *Hedh shkopin kukumalthi.*
*2.* Në trajtë kukumaleje, si pirg. *Mbledh gurët kukumalthi.*
KUKUMJAÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kuku vajkë. *Zëri i kukumjaçkës.*
KUKUNJ,~TË *m. vet. sh.* Puçrra të dendura, të kuqërreme e të forta si çibanë që i dalin dikujt në lëkurë për shkak të ndonjë ushqimi që ha, nga ndo-një sëmundje etj. *kanë dalë kukunj. U mbush me kukunj.*
KUKUNJAZ,~IT *m. vet. sh.* Puçrra të vogla e të kuqe që dalin në duar a në trup nga vapa, nga ndonjë sëmundje etj.
KUKURAQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT dhe KUKURAQE,
~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Taçe.
KUKUREC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Mëlçi ba-gëtish të imëta, të përziera me dhjamë, me rigon e me erëza të tjera, të cilat mbështillen e lidhen së bash-ku, si një trangull i gjatë, me zorrë qengji a keci, • piqen në hell ose në tavë dhe hahen zakonisht si mere. *Kukurec qengji. Kukurec me dhjamë keci.*
KUKURIS *jokal.,* ~A, ~UR. Qesh shumë, por mbyturazi e pak si fshehurazi, që të mos me shohin e të mos me dëgjojnë të tjerët (zakonisht për vajzat). *Kukurisnin çupat njëra me tjetrën.*
KUKURISEM *vetv.* Kukuris.
KUKURISJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KUKURIS, KUKURISEM.
2. Zëri që nxjerr dikush kur kukuris. *Dëgjoheshin ca kukurisje.*
KUKUVAJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog grabitqar, me kokë të gjerë dhe pak si të shtypur, me sy të verdhë e të rrumbullakët, me sqep të thyer, mebisht të gjatë në ngjyrë hiri e me njolla të bardha, që del natën, ushqehet me zogj e me minj dhe këndon me një zë sikur vajton. *Zëri i kukuvajkës. Është si kukuvajkë* është e shëmtuar (zakonisht për grate). I ka kënduar kukuvajka *dik uj t* i shkojnë shumë keq punët dikujt, i vijnë të këqijat njëra pas tjetrës (sipas besimeve të kota se kukuvajka ndjell zi).
KUKUVRIQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Zog pule që s|apo ka dale nga veza.
*2.* Mashkulli i kukuvajkës.
3. *mit.* Kukudh, lugat. *U ngrit si kukuvriq. U be si kukuvriq.*
*4. përd. ndajf.* Kruspull, lëmsh. *U mblodh kukuvriq.*
KULAÇ,~AÇI *m. sh.* ~EC, ~EÇTË. 1. Bukë ejngjeshur, zakonisht e rrumbullakët, e zënë pa tharm, që piqet në saç, në shpuzë a në furrë. *Kulaç i grunjtë (i misërt). Kulaç i bardhë. Kulaç trie vezë. Kulaç i pjekur në saç (në hi). E ka fytyrën si kulaç.*
2. Lloj kolendre, e Iyer përsipër me vaj a me gjalpë dhe e pjekur në tigan.
3. Rreth prej rrobe, që e vënë zakonisht grate fsha-ta;re mbi kokë për të mbajtur shtamba, tepsi a enë të' tjera; kurorë.
4. Fryti i disa bimëve (si i lulediellit etj.), që ka trajtën e një pjate. *Kuleçtë e lulediellit.*
5. Kulajka e zgjedhës.
6. *përd. ndajf.* Me trup të mbështjellë rrumbullak, si| lëmsh, kutullaç. *Mblidhet (mbështillet) kulaç. Rri kulaç.*
•*k* la gatoi kulaçin ia sajoi diçka për keq. Me kulaç e me kërbaç *shih te* KËRBAÇ,~I. Me tepër ditë se ku-*\ei shih te* DITË,~A. Si veza në kulaç *shih te* VEZË, ~JA. Bën kulaç në hi *shih te* HI,~RI. Erdhi me kulaç pa's brezi erdhi me nxitim; erdhi dhe ndenji fare pak kohë. Po u thye kulaçi, s'ngjitet me *fj. u.* po u prishe keq me dike, është vështirë të kesh më të miqësinë e përparshme.
KULAÇE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Topa brumi, që vihen një mbi një, shtypen e ngjishen si kulaç dhe tëholleh së bashku për të bërë petë për lak-ror; imak. *Petë me kulaçe. Lakror me kulaçe.*
2. *shih* KULAÇ~I i-4.
3. *përd. mb.* Që e ka kokrrën të rrumbullakët dhe pak të shtypur si kulaç (për disa pemë). *Dardhë (mollë) kulaçe.*
KULAJKË,~A . *sh..* ~A, ~AT. I. Kunj, zakonisht prej hekuri, që mban të lidhur zgjedhën me] vigun e parmendës, qajkë. *Vë kulajkën. U thye kulajka.*
2. Mandalli i derës a i dollapit. *Mbylli derën me kulajkë.*
KULAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vet.* Fshatar i pasur, që kishte shumë tokë, shfrytëzonte punën e argatëve a të fshatarëve të varfër dhe pasurohej në kurriz të tyre. *Shtresa e kulakëve. Lufta kundër kulakëve. E shpallën kulak. S'kemi me kulakë.*
IfULAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *1.* Dru i përkulur, që i vihet kaut në qafë për ta mbrehur në zgjedhë, tev-lik. *Kau i kularit* kau i parmendës. *Vë kaun në kular.*
*2,* Mbështetëse druri si kafaz i lakuar pa fund, me disa parmakë anash dhe me një rreth sipër, ku futet
fëmija i vogël që të mësojë të ecë. *E vuri djalin në kular.*
3. Rrethi i drunjtë i rrotës së qerres; secila nga katër pjesët e këtij rrethi, vëng, gavyell. *Kularët e rrotës.*
4. Dru i përkulur në traun e sipërm të vegjës, që mban të shtrirë indin e pëlhurës gjatë endjes. *Vë indin në kular.*
5. Harku i lahutës.
6. *bised.* Harku i urës, qemeri i urës. *Kulari i urës.*
7. *fig.* Zgjedhë, sundim, shtypje e rëndë. *U çliruam nga kulari i bejlerëve. E futi në kular.*
8. *përd. mb.* I lakuar, i harkuar, i përkulur. *E bëj kular. Vjen kular. 1 ka krahët (këmbët, qafën) kular.*
9. *përd. ndajf.* Me kokë e këmbë bashkë, si lëmsh, kutullaç. *U mblodh kular.*
KULARTË (i,e) *mb.* I lakuar si kular, i harkuar. *Thupër e kulartë.*
KULE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Grumbull sen-desh që janë vendosur njëri mbi tjetrin në mënyrë të parregullt. *Kule gurësh.*
*2.* Grumbull i madh e i dendur ferrash që pengojnë kalimin, ferrishtë e madhe; blacë. *U fsheh në një kule. Auk e kaloi dot kulen.*
KULET *vetv.,* ~(u), ~UR. Lëshon bark (për murin). *U kul muri.*

KULETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Qese e vogël prej lëkure, me disa të ndara, që mbahet me vete për të vënë të holla, letra me vlerë etj. *Futi paratë në kuletë. Nxori letërnjoftimin nga kuleta.*
2. *fig. bised.* Paratë që ka dikush, të ardhurat; llogaria mbi të ardhurat dhe shpenzimet e përditsh-me; xhepi. *Sipas kuletës* sipas të ardhurave që ka. *Kush e mban kuletën? I mban kuleta atij* ka para. *Shih kuletën tënde! E mbushi kuletën* fitoi shumë para. *E zgjidhi (e hapi) kuletën (qesen, trdstën). shih te* ZGJIDH. *E shkundi kuletën* i harxhoi të gjitha paratë që kishte me vete. *është shpuar kuleta. iron,* nuk ka para; si qëndron paraja, e harxhon. *E ka kuletën të shpuar* i janë mbaruar paratë, nuk ka asnjë lek.
3. *bised.* Vezmja e fishekëve, fishekore. *Fut fishekët në kuletë.*
KULIHUM *ndajf.* Kryengulthi; kokëposhtë. *U var (ra) kulihum.*
KULIM,~I m.sIrA, ~AT. 1. Njeri i pacipë e rru-gaç; njeri që vepron me djallëzi; njeri dinak (sidomos për të rinjtë).
2. *si mb.* ~, ~E. Rrugaç; dinak. *Djalë kulim. Vajzë kulime.*
KULM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Maja e një kodre, e një mullari etj. *Kulmi i bregores (i mullarit). Mur me kulm.*
*2.* Maja e çatisë së një ndërtese, kulmare; kulmari i një ndërtese. *Kulmi i shtëpisë. Çati me dy kulme. I vë (i hedh) kulmin. U thye kulmi.*
3. *gjeom.* Pika e sipërme ku takohen dy drejtëza, dy gjysmëdrejtëza ose dy rrafshe. *Kulmi i këndit (i trekëndëshit). Zbres një vijë nga kulmi.*
4. *fig.* Shkalla më e lartë e arritur në zhvillimin e diçkaje; pika më e lartë e shfaqjes së një dukurie a e përsosurisë së diçkaje. *Kulmi i gëzimit (i hidhërimit,*i *lumturisë). Vapa arriti kulmin. Në kulm* sa nuk ka ku të shkojë më tej. *Ky është kulmi!*
5. *përd. ndajf.* Plot e përplot. *Shtëpia u mbush kulm me njerëz.*
•*k* Jemi (rrimë, banojmë) nën një kulm jemi një familje, banojmë në një shtëpi.
KULMAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Lloj xunkthi që rritet në vende moçalore e që përdoret për të bërë shporta, për të lidhur tufat e perimeve etj.
KULMAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET dhe KULMOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Trari i kulmit të një ndërtese, që vendoset horizontalisht. *vë (i hedh) kulmarin çatisë.*
KULMARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET dhe KULMORE,
~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Kulmi i çatisë së një ndërtese. 2. Kulmari i çatisë.
KULMETIN,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bot.* Lloj plepi me kurorë të gjerë, me trung të trashë e me lëkurë të lëmuar në ngjyrë hiri të errët, me lule të vogla, të blerta në të verdhë e të varura si vile, që rritet zakonisht anës lumenjve dhe pranë bregut të detit; plepi i zi.
KULMlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes KULMOJ. *Kulmimi i çatisë. Kulmimi i armëve. usht.*
KULMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I hedh kulmin çatisë; i bëj shtëpisë një çati me kulm. *Kulmoj shtë-pine.*
2. Formoj një pirg duke vënë me këmbë me një kulm të përbashkët disa shkopinj, pushkë, duaj etj. *Kulmojnë hunjtë në kopsht. Kulmojnë duajt e misrit (e grurit).*
3. *jokal. vet. veta III fig.* Arrin kulmin, arrin pikën më të lartë. *Kulmoi lufta.*
4. *jokal. vet. veta HI.* Arrin pikën më të lartë në ho-rizont, arrin në zenit (për trupat qiellorë). *Kulmoi dietti.*
KULMOR,~E *mb.* I. Që i përket kulmit të një shtëpie, që zbret nga kulmi i çatisë; që lidhet me trarin e kulmit. *Trari kulmor. Pjesa kulmore e çatisë.*
2. *gjeom.* Që zbret pingul nga kulmi i një figure; që i përket kulmit të një figure gjeometrike. *Vijë kulmore.*
3. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjeom.* Vijë që zbret nga kulmi i një figure gjeometrike. *Heq një kulmore.*
KULMOS *kal.,* ~A, ~UR. *Kulmos armët. usht.*
KULMOSET *usht. Pës. e* KULMOS.
KULMOSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KULMOS, KULMOSET.
KULOMB,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *elektr.* Njësi e matjes së elektricitetit, e barabartë me sasinë e rrymës që kalon në një qark brenda një sekonde, kur fuqia e rrymës është një amper.
KULPËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *bot.* Bimë shumëvjeçare me kërcell të hollë e të gjatë, me gjethe të vogla pendore e të lëmuara, me degëzime të holla që përdridhen në një bimë tjetër, me lule të bardha në të kuqe e me erë të mirë, rrënjët e së cilës përdoren në mjekësinë popullore. *Lulet (rrënjët) e kulprës.*
2. *etnogr.* Kurorë e thurur si gërshet me kërcellin
e gjethet e kësaj bime, që e vinin fëmijët në kokë për festën e pranverës.
• Kulpër e b u t ë *bot.* sumbullare. K u I p ë r e egër (e bardhë) *bot.* shkurre kacavarëse, që rritet deri në gjashtë metra dhe bën lule të bardha me erë të mirë.
KULT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Shërbesë fetare për nder të një hyjnie; ceremonia mistike që bëhet për këtë qëllim (në yendet ku veprojnë besimet e kota në fuqitë e mbinatyrshme). *Kulti i Diellit. Kulti i zjarrit. Shërbyesit e kultit.*
2. *fig.* Adhurim a nderirn i tepruar ndaj dikujt, të cilit i vishen cilësi e veti të jashtëzakonshme; gju-njëzimi para tij.
KULTERE,~T . *vet. sh.* Hullitë e gërryera në një gur a në shkëmb nga veprimi i ujërave. *Shkëmb me kultere.*
KULTIVATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *tek.* Makinë bujqësore e pajisur me plorë të vegjël, që përdoret kryesisht për prashitje. *Kultivator me dorë. Kultivator prashitës. Punimi me kultivator. Hap vija me kultivator.*
KULTIVIM,—1 *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KULTIVOJ, KULTIVOHET.
KULTIVOHET *libr. Pës. e* KULTIVOJ.
KULTIVOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. *bujq.* Mbjell një bimë a një pemë dhe kujdesem që të rritet e të jape frytet e duhura, duke i bërë të gjitha shër-bimet e nevojshme. *Kultivoj ullirin (orizin).*
2. Mbaj e rrit peshk në një pellg, duke e shtuar atë vazhdimisht. *Kultivoj peshkun në rezervuar.*
3. I bëj të gjitha shërbimet e duhura tokës, e punoj mirë që të jape prodhim të mbarë. *Kultivoj token (ku-llotën).*
4. *fig.* Kujdesem që të rrënjoset e të zhvillohet te dikush një ndjenjë, një ide, një mendim, një qën-drim etj. *Kultivoj dashurinë për punën. Kultivoj idetë e moralit komunist.*
KULTIVUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që mbjell bimë a pemë dhe kujdeset që të rriten e të japin frytet e duhura, duke u bërë të gjitha shërbimet e nevojshme. *Kultivues i dalluar. Kultivues perimesh. Kul-tivuesit e ullirit (e pambukut, e duhanit).*
KULTURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tërësia e arritjeve të një populli dhe të gjithë njerëzimit në fushën e prodhimit dhe

në zhvillimin shoqëror e men-dor; shkalla e këtyre arritjeve dhe e këtij zhvillimi në një etapë të caktuar; fusha e zhvillimit shoqëror që përfshin krijimtarinë e gjithanshme në gjuhë, në art, në letërsi, në shkencë dhe në tërë jetën shpirtë-rore. *Kultura kombëtare. Kultura shqiptare. Kultura popullore. Kultura e lashtë (mesjetare). Kultura e re socialiste. Thesari i kulturës botërore. Zhvillimi i ekonomisë dhe i kulturës.*

2. Shkalla e zhvillimit që ka arritur një popull, një grup shoqëror a një njeri në një fushë të caktuar të veprimtarisë. *Kultura shëndetësore. Kultura muzikore. Kultura gjuhësore (e gjuhës).*

3. Tërësia e njohurive dhe e shprehive të sjelljes a të edukatës që ka përvetësuar e përvetëson një njeri në shkollë ose në jetë; zhvillimi i veprimtarisë kultu-rore e artistike. *Njeri me kulturë. Pallati i kulturës. Vatra e kulturës. Shtëpia e kulturës. Seksioni i arsimitdhe i kulturës. Lëndë të kulturës së përgjithshme. Ka kulturë të madhe.*

4. *bujq.* Puna që bëhet për rritjen e bimëve, të pe-meve etj., kultivim; bimë a pemë që kultivohet. *Kulturat pranverore. Kulturat perimore (bishtajore, va-jor;e, drufrutore). Kultura e grurit (e misrit, e duhanit, e patates). Kulturat e arave. Tokë nën kulturë* tokë e jmbjellë. *Vë nën kulturë* mbjell.

Kultura fizike fizkultura. Monument ku)ture *shih te* MONUMENT, ~I $_2$.

KULTURËDASHËS,~E *mb.* Që është i etshëm për kiIHurë; që e do kulturën, që punon e ndihmon për zhyillimin dhe përhapjen e kulturës. *Popull kulturë-ddshës. Atdhetarët kutturëdashës të Rilindjes Kombëtare.*

KULTURIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol;jeve KULTUROJ, KULTUROHEM. *Kulturimi i popullit.*

KULTUROHEM *vetv. 1.* Fitoj kulturë, pajisem me njohuri e dituri, me shprehi të mira të sjelljes dhe me edukatë të shëndoshë.

I *Pës. e* KULTUROJ.

KULTUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I jap kulturë dikujt, e pajis me njohuri, me dituri dhe me edukatë të imirë; bëj që të kulturohet. *Kulturon rininë.*

KULTUROR,~E *mb.* 1. Që lidhet me kulturën e një populli a të një njeriu; që i përket kulturës, i kulturës; që i shërben kulturës; që bëhet në fushën e kulturës. *Gjendja kulturore. Trashëgimia kulturore. Nii>eti kulturor. Jeta kulturore. Punë kulturore. Brigade kulturore, Marrëveshje kulturore. Bashkëpunimi kulturor. Revolucioni kulturor.*

*2. bujq,* Që ka të bëjë me kultivlmin e bimëve, të pemëve etj. *Shërbimet kulturore.*

KULTURUAR (i,e) *mb. 1.* Që ka fituar kulturë, që kaj kulturë; që është veti e një njeriu me kulturë. *Njeri (popull) i kulturuar. Sjellje e kulturuar.*

*2I* Që bëhet sipas rregullave të sjelljes a të edukatës së mirë dhe në kushte të përshtatshme; që plotëson disa kërkesa të domosdoshme që ka njeriu i qytetëruar, që përmban një veprimtari të gjallë kulturore. *Pu-shim i kulturuar. Çlodhje e kulturuar. Shërbim i kulturuar. Jetë e kulturuar.*

KULL,~I *m, sh.* ~A, ~AT. 1. Kale me qime në ngjyrë mjalti. *hipi kullit. 2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Kale kull.*

KULLANDRIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Di të përdor a të rregulloj e të qeveris diçka ashtu si duhet; përdor me vend. *E kullandriste mirë pasurinë.*

2J Vë në rregull, rregulloj; vë në udhë të mbarë një punë a një çështje; ujdis. *Kullandris punët. Ku-llandris shtëpinë.*

KULLANDRlSEM *vetv. bised.* 1. Rregullohem vetë me ato mjete jetese që kam, ua dal mbanë punëve e halleve me forcat e mia. *Kullandriset vetë, Kullandriset mirë.*

2.| *Pis. e* KULLANDRIS.

KULLANDRISJE,~A . *bised.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KULLANDRIS, KULLANDRlSEM.

KULLESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Llumi që mbe-

tet në fund të enës pasi kullon një lëng, kullomë. *Derdh (heq) kullesën.*

*1.* Kullore.

KULLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shtëpi e larte prej guri me dy a tri kate, e ndërtuar zakonisht në një vend të ngritur, me dritare të vogla dhe me frëngji, që shërbente si banesë dhe për mbrojtje; kati i dytë i një shtëpie të tillë me odat e miqve; shtëpi. *Kullë e vjetër. Kullat e malësisë. Kulla e sanës* ahuri i kashtës. *Ngujoheshin (mbylleshin) në kullë.*

*2. arkit.* Pjesë e ngritur mbi muret e një kalaje a të një ndërtese, e pajisur me frëngji, që shërbente për vrojtim e për mbrojtje. *Kullat e kalasë së Krujës. Vështronte nga kulla.*

3. *spec.* Ndërtese e vogël dhe e ngushtë, e ngritur në një vend të lartë, nga ku rrjund të vrojtbhet larg ose të jepen urdhra e udhëzime për të drejtuar një veprimtari. *Kullë vrojtimi. Kulla e komandimit. Vrojtoj nga kulla.*

*4. usht.* Pjesë e ngritur në trajtën e një gjysmë-rruzulli mbi tank a mbi një autoblindë, nga ku që-llohet me armë. *Kapaku i kullës.*

5. *tek.* Shtyllë betoni a metali e lartë, e ndërtuar për një qëllim të caktuar (në puset për nxjerrjen e naftës, në shpime etj.). *Kulla e shpimit. Kulla e ngrohjes (e ftohjes),*

*6. shah.* Kala, *mori kullën.*

7. Kudher e vogël me dy këmbë të ngulura në tokë, ku kalitet kosa.

8. Lodër fëmijësh, prej dërrase a prej metali, që ka një shkallë dhe një shesh pushimi lart, nga ku ata rrëshqasin poshtë. *Hipin në kullë. Rrëshqasin nga kulla.*

+ Kulla me gjizë *shih te* GJIZË,~A. Është mbyllur në kullën e fildishtë *keq.* jeton e merret me punë kri-juese, duke qenë krejt i veçuar e i shkëputur nga jeta e gjallë e popullit (për një shkrimtar, artist a studiues).

KULLIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KULLOJ, KULLOHET. *Kullimi i tokave, Ka-nale kullimi.*

KULLISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Nape për të kulluar gjizën a djathin; kulluese. *Kulloj në kullishte.*

KULLMË (i), ~E (e) *mb.* Në ngjyrë të mjaltit; i përhimë në të verdhë. *Kale i kullmë. Pelë e kullme.*

KULLOHET *vetv.* 1. I bie llumi në fund, kullon (uji ose lëngjet e tjera). *U kullua vera.*

*2, fig.* Bëhet e qartë për të gjithë, sqarohet a shko-qitet mirë një punë ose një çështje e ngatërruar.

3, *Pës. e* KULLOJ.

KULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Derdh një lëng nëpër një kullore, nëpër një nape etj. për ta pastruar nga lëndët e huaja a të panevojshme ose për të veçuar pjesën e ujshme nga pjesa e trashë; hedh diçka në kullore që t'i rrjedhë

lëngu, *Kulloj qumështin (ujin, çajin). Kulloj djathin (gjizën, kosin). Kulloj ma-karonat (petët).*
*2. bised.* Derdh diçka deri në pikën e fundit, e zbraz krejt; pi me fund, shpik. *Kulloj shishen e vajit. E kulloi gotën, Kulloje mirë!*
*3. spec.* Pastroj, distiloj.
4. *fig. bised.* E sqaroj dhe e shkoqit mirë një punë ose një çështje të paqartë a të turbullt, zgjidh njëproblem të ngatërruar; e hetoj mirë diçka. *E kulloi me në fund.*
5. *jokal. vet. veta III.* Bie një lëng pika-pika, rrjedh uji a një lëng ngadalë, pikon uji i tepërt; lejon të rrje-dhë pika-pika një lëng që ka brenda, pikon, qan. *kullon djersa në faqe. Kullon ena. Kullojnë rrobal. Kullojnë tokal. Kullojnë muret. Kullon plaga.*
6. *jokal. vet. veta III.* I bie llumi në fund; pastrohet nga lëndët e huaja, qartësohet (uji ose lëngjet e tjera). *Kullon uji. Kullon vaji (vera).*
7. *jokal. vet. veta HI bised.* Bie me gjyma, rrjedh, bie shumë (për shiun). *Po kullon shiu.*
8. *jokal. bised.* Lagem shumë, bëhem qull (nga shiu, nga djersa etj.). *Kullonte i tëri.*
9. *jokal. vet. veta III fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Dëshiron shumë, digjet nga një dëshirë e madhe, i qan zemra a syri për diçka. *kullon zemru fshpirti). I kullonin sytë.*
I kulloi djersa *shih te* DJERSË,~A. I kullojiie (i shkojnë) jargët *shih te* JARGË,~T. As kullon, as turbullon nuk përzihet në asnjë punë, nuk trazon njeri, rri mënjanë; as prish, as ndreq. Me kuiloa (me rrjedh, me pikon) zemra gjak *shih te* ZEMËR,~RA. I kullon (i nxjerr, i rrjedh, i buron) goja mjaltë *shih te* MJALTË,-~I.
KLLLOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kullore.
KULLOMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Llumi që mbetet nc fund të një ene pasi kullon një lëng, kullesë.
KULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë me vrima të vogla ose me një rrjetë teli për fundi, që shërben për të kulluar një lëng (qumështin, çajin etj.) ose që të rrjedhë lëngu i diçkaje e të mbetet mbi të pjesa e trashë (për makaronat etj.).
KULLOSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kullotë.
KULLOSOR,~E *mb. libr.* Që rritet në kullota e shërben si ushqim për bagëtinë (për bimët); që shërben si kullotë (për një vend). *Bimët kullosore. Sipër-faqe kullosore.*
KULLOSHTËR,~RA . 1. Qumësht i trashë i bagëtive që sapo kanë pjellë; qumështi i parë i lehonës. *Kulloshtër e trashë. Kulloshtër deleje (dhie, lope). Përshesh me kulloshtër. I trashë si kulloshtër. Nuk zihet kos me kulloshtër.*
2. *përd. mb.* I trashë e i lyrshëm (për qumështin etj.). *Është fare kulloshtër.*
KULLOT (KULLOS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Çoj
bagëtinë ose shpendët në kullotë dhe i ruaj e kujdesem për to që të hanë mirë, të mos bëjnë dëme etj. *Kullot dhitë (dhentë, misërokët).*
2. edhe *jokal. vet. veta III.* Ha bar a bimë të tjera në një vend që shërben si kullotë; gjen ushqimin vetë, ushqehet duke e kërkuar ushqimin andej-këtej (për bagëtinë, shpendët dhe bletët). *Kullot bar (gjethe). Kullot bagëtia. Kullot bleta. Në fushë pa zot gjithë bota kullot. fj. u. Delja ku kullot, atje lë leshin. fj. u.*
*3. fig. bised., iron.* I jap dikujt të hajë, e ushqej. *E ka kullotur i ati tërë jetën.*
4. *jokal. fig. bised., mospërf.* Bredh, sillem andej-këtej. *Ku ka kullotur sot tërë ditën?*
• I kullot mendja (gjetkë) i vete mendja gjetkë ose larg, nuk e ka mendjen këtu, mendon për shumë gjëra të tjera. Ku të kullot mendja?! ku e ke mendjen, ku të
fluturon mendja, pse s'e ke mendjen këtu?! Kullot retë *shih te* RE,~JA i. Kullot sytë rri në një vend dhe kalon kohën ose kënaqet duke parë pamje të ndrysh-me a njerëz që i kalojnë para syve, shikon rreth e rrotull për kënaqësinë e vet. I kullot hunda lart *iron, shih te* HUNDË,~A. S'e lë hunda të kullotë (të hajë) bar *tall, shih te* HUNDË,~A. Ti zot, unë zot, po go-marin kush e kullot? *shih te* GOMAR,~I.
KULLOT Ë,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend me bar, ku çohen bagëtitë për të kullotur. *Kullotë e mirë (e varfër). Kullotë delesh. Kullotë natyrore. Kullotë ve-rore* bjeshkë, mal. *Kullotë dimërore* vërri. *Zgjerimi (përmirësimi) i kullotave.*
*2.* Ushqim për bagëtinë ose për shpendët. *E ka kullotën të mirë. U hedh bagëtive kullotë.*
•*k* E hëngri kullotën (barin, livadhin, çairin) *shih te* HA.
KULLOTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që kullot bagëtinë, bariu. *Kullotës i mirë.*
KULLOTËSOR,~E *mb.* Kullosor.
KULLOTJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve 1.3 të foljes KULLOT. *Kullotja e bagëtive.*
2. Vend ku kullotin bagëtitë a shpendët, kullotë. *Kullotje e mirë.*
KULLUAR (i,e) *mb.* 1. I paster, që s'ka lëndë të huaj; i kthjellët, i tejdukshëm, i qartë (për ujin dhe për lëngje të tjera). *Ujë (vaj) i kulluar. Raki e kulluar. Verë e kulluar.*
2. Që është kaluar nëpër një kullore, që është kulluar nëpër një nape. *Gjizë e kulluar. Djathë i kulluar. Kos i kulluar* salcë kosi.
3. Që është kulluar me anë kanalesh a vijash dhe nuk ka ujë ose lagështirë të tepërt (për token). *Tokë e kulluar.*
4. Që nuk ka re e mjegull, i kthjellët, i paster. *Qiell i kulluar.*
5. *fig.* I qartë dhe i dallueshëm; pa fjalë e shprehje të huaja, e pastër (për gjuhën). *Fliste një shqipe të kulluar.*
<>• *fig.* Që nuk ka asnjë ves a të mete, më të gjitha virtytet e mira; pa asnjë njollë në jetën e vet; i çiltër; i paster. *Vajzë e kulluar. Djalë i kulluar. Biografi e kulluar.*
• Qesh edhe me ujin e kulluar *shih te* QESH.
KULLUES,~E *mb.* Që shërben për të kulluar ujin e tepërt nga toka, që është për kullim. *Kanal (sistem) kullues. Vijë kulluese.*
KULLUMBRI,~A . *sh.* ~, ~TË *bot.* Shkurre me degë të dendura e me gjemba, me lule të bardha, që bën kokrra të rrumbullakëta më të vogla se të qer-shisë, në ngjyrë blu të errët e me shije të athët; kumbull e egër; kokrrat e kësaj bime. *Kullumbri të thara. Raki kullumbrish. Është si kullumbri* e ka fytyrën të rrum-bullakët, të mbushur e të bukur; është i shëndetshëm dhe i bukur (për fëmijët etj.).
KULLUSMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* DENDË-SIRË,~A 2.
KULLURE,~JA • *sh.* ~E, ~ET. Lloj biskote e përdredhur. *Kullure me gjalpë.*
KUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Rërë. *Kum i holtë (i trashë). Kumi i lumit. E mbuluan me kum.*2. *përd. mb.* Që është mbuluar me rërë, që ka rërë,-ranor. *Tokë (vend) kum.*
KUM *kal.,* ~A, ~UR. 1. E mbush plot derisa nuk nxë me. *Kum gotën (filxhanin).*

2. *jokal. kryes. veta III:* Është mjaft, mjafton, del. *S'kumin këto që katn. S'më kumi koha.*
KUMAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kotec pulash
a pëllumbash.
2. Kasolle e vogël për qen.
3. Thark derrash.
KUMAK,~U *m. bot.* Bimë barishtore njëvjeçare e vendeve të ngrohta, me gjethe pak të zgjatura, me jule të verdha që dalin grumbull nga një bisk.
KUMAR,~I *m.* Lodër, zakonisht me letra, në të çilën fitimi është i rastit; lodër me para; bixhoz (në yendin tone është e ndaluar me ligj). *Letra kumari. Luante kumar. Fitoi (humbi) në kumar. Ndalohet kumari.*
KUMARXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Ai që
luan kumar, bixhozçi.
KUMASH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Stof i hollë dhe i hdritshëm prej mëndafshi. *Kumash i kuq (i zi).*
KUMB,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tingulli a zëri që nxjerr një vegël muzikore; kumbim. *Kumbi i bririt.*
KUMBARA,~JA i . *sh.* ~, ~TË. Kuti e yogël prej teneqeje etj., e mbyllur mirë, që ka një yrimë, ku fëmijët hedhin para për t'i ruajtur.
KUMBARA,~JA ii *sh.* ~, ~TË *vjet. shih* BOMBË,~A i. *Kërsiti topi e kumbaraja.*
KUMBARË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT dhe KUMBAR,
~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* 1. Ai që merrej si dësh-mitar në kurorëzimin e një. çifti të ri dhe bëhej mik i familjes.
2. *etnogr.* Ai që mbante foshnjën kur pagëzohej dhe i vinte emrin; ai që i priste flokët për së pari një fëmije të porsalindur dhe bëhej mik i familjes; nun. *£ kishte bërë kumbarë.*
• Kur m'u dogjën mullarët, njoha miqtë e kum-barët *fj. u. shih te* MUIXAR,~I. Shoka ekum-barës *krahin. shih te* SHOKË,~A.
KUMBARt,~A. *sh.* ~, ~TË *etnogr.* 1. Të qenët kumbarë; miqësi ndërmjet dy familjeve që krijohej kur njëri bëhej kumbarë për familjen tjetër. *Kishin kumbari* ishin bërë miq, sepse njëri ishte kumbarë për tjetrin.
2. *përmb.* Tërësia e kumbarëve, kumbarët. *Erdhi kumbaria.*
KUMBARlSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *etnogr.* Kumbarohem.
KUMBAROHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR *etnogr.* Bëhem kumbarë me dike, lidh kumbari me të.
KUMBIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tingëllimë e zgja-tur, që duket sikur vjen nga larg; tingëllimë me je-bonë; jehonë. *Kumbimi i daulles. Dëgjohej një kumbim.*
2. *fiz.* Rezonancë.
KUMBIS *kal.,* ~A, ~UR. Mbështet trupin a vetëm kokën diku për t'u çlodhur, për të fjetur etj.; mbështet menjëherë. *Kuntbis kokën (trupin).*
KUMBlSEM *vetv.* Mbështetem diku për t'u çlo-
dhur, për të fjetur etj., bie menjëherë në shtfat. *Kum-bisem të fie. U kumbis dhe e zuri gjumi menjëherë.*
KUMBON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. Lëshon një tingëllimë të zgjatur, që duket sikur vjen nga larg; lëshon një tingëllimë, që përhapet me jehonë; tin-gëllon. *Kumbon zëri.*
*2.* Jehon, ushton. *Kumbon lugina. Kumbon salla nga brohoritjet.*
3. Ndiej një zhurmë të zgjatur në vesh, me ushton. *Me kumbojnë veshët.*
4. *fig.* Dëgjohet gjithandej, përhapet me force, bën jehonë. *Kumbon fjala e Fartisë.*
KUMBUES,~E *mb.* Që tingëllon a përhapet me jehonë; që jehon fuqishëm; i kumbueshëm. *Zë kumbues. Hapa kumbues.*
KUMBUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që përhapet me jehonë, kumbues. *Zë i kumbueshëm.*
KUMBULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Pemë që rritet zakonisht deri pesë-gjashtë metra e lartë, me degë të shtrembëra e me gjemba, me gjethe vezake e pak të dhëmbëzuara, që çel lule të bardha dhe bën kokrra të rrumbullakëta a gjatoshe me tul në ngjyrë të gjelbër, të verdhë, të kuqe etj.; kokrrat e kësaj peme, që kanë një shije të ëmbël ose të athët, *Kum-bull e butë. Kumbull gjatore (gjatoshe). Kumbull ko-kërrvogël. Kumbull bardalike. Kumbull gërqinjë. Kumbull e ëmbël (e thartë). Kumbulla të thata. Reçel kum-bulle. Raki kumbulle. Është si kumbull* është i shëndet-shëm dhe i bukur (zakonisht për fëmijët e për vajzat).
2. *fig. bised.* Vajzë a grua e re, e bukur dhe e shën-detshme. *O moj kumbulla vlonjate! kr. pop.*
• I bëri (paratë, të hollat) rrush e kumbulla *shih te* RRUSH,~I. Kur s'ha kumbulla, s'të mpihen dhëmbët (dhëmballët) ;. *u. shih te* MPIHEM. Fëmijët (djemtë) hanë kumbulla (thana), pleqve u mpihen dhëmbët *iron, shih te* MPIHEM. Kumbull eegër *bot.* ku-Uumbri.
KUMBULLlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i mbjellë me kumbulla.
KUMBUIXOR,~E *nib.* Që bën kokrra të mëdha si të kumbullës, me shumë tul, me bërthamë të vogël dhe të ëmbla (për disa pemë të tjera). *Rrush kumbullor.*
KUMBULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Lloj kumbulle që bën kokrra të mëdha e pak të zgjatura, të ëmbla e në ngjyrë të vetdhë; kokrrat e kësaj peme. *Vjel kunlbulloren.*
2. Domate kokërrvogël dhe me cipë të hollë.
KUMET *vetv.* 1. Mbushet plot me diçka sa nuk nxë me. *U kum shtëpia me miq. 2. Pës. e* KUM.
KUMI,~A *sh.* ~, ~TË. Furrë për të pjekur tulla ose tjegulla.
KUMIHARK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *zool.* Pilivesë.
KUMRl,~A . *sh.* ~, ~TË *zool.* Lloj pëllumbi me pendë e pupla në ngjyrë të kuqe të çelur, të për-zier më të verdhë e të bardhë dhe me një njollë të har-kuar pas qafës. *Këndon kumria.*
KUMT,~I *m.* Lajm (zakonisht i keq). *Kumt i zi. Dha kumtin.*KUMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që sjell kumtin; lajmëtar. *Erdhi kumtari.*
KUMTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Studim i shkurtër për një çështje të caktuar, që lexohet në një sesion shkencor a që botohet në një revistë shken-core. *Referati dhe kumtesat. Mbajti një kumtesë.*
2. *vjel.* Kumt.
3. *vjet.* Njoftim zyrtar që shpallej botërisht.
KUMTËR,~RI *m. sh.* ~ËR, ~RIT *etnogr.* Kum-barë.
• Kashta e kumtrit *astr. shih te* KASHTË,
'~A.
KUMTËRf,~A . *përmb. etnogr.* 1. Tërësia e kum-tërve, kumbaria. *U mblodh kumtëria.*
2. Rrobat a plaçkat që i dërgonte dhëndri nuses një ditë para martesës; ëmbëlsira Olokume etj.) që shpërndaheshin në shtëpinë e dhëndrit kur vinin rrobat e nuses. *Kumtëri e madhe.*

KUMTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KUMTOJ, KUMTOHET. *Kum-timi i vendimit. Kumtimi i lajntit.*
2. Njoftim a lajmërim që bëhet me gojë ose botohet në një gazetë, revistë etj.; komunikatë. *Kumtim zyrtar.*
KUMTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lajmëroj dike, i bëj të ditur diçka, njoftoj; i them. *I kumtoi vendimin. Kumtoi vdekjen e tij.*
*1. jokal.* Mbaj një kumtesë në një sesion shkencor.
3. Flas, bisedoj me dike. *Kumtonin me djalin (me nusen).*
KUMTOHET *vetv.* 1. Shpallet, bëhet i ditur; njof-tohet.
2. *Pës.e* KUMTOJ i.
KUMTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që bën një kumtim; lajmëtar. *Erdhi kumtuesi. 2.* Ai që mban një kumtesë në një sesion shkencor.
KUNADHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Shqarth. *Kunadhe e bardhë. Lëkurë kunadheje. Jake prej ku-nadheje. I hëngri pulat kunadhja.*
KUNAT,~ATI *m. sh.* ~ETËR, ~ETËRIT. 1. Vë-
llai i gruas (për burrin) ose burri i motrës (për vë-llanë e saj); vëllai i burrit (për gruan). *E ka kunat. Doli më të kunatin. I erdhën kunetërit.*
2. Burri i motrës (për vëllanë ose për motrën e saj). *E kishte kunat.*
KUNATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Motra e gruas (për burrin); motra e burrit (për gruan).
2. Gruaja e vëllait (për motrën ose për vëllanë e tij).
3. Gruaja e vëllait të burrit (për gruan). *Ishin dy kunata, shkonin porsi motra. kr. pop.*
KUNATOLL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kunat. KUNATOLLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kunatë.
KUND. I. *ndajf.* 1. Në ndonjë vend, gjëkundi; diku. *E ke parë kund? Ka shkuar kund?*
2. Në asnjë vend, asgjëkundi. *S'e ka kund shokun. S'i gjendet kund shoqja. Kund nuk e gjeta.*
II. *pj.* Afërsisht, rreth, pothuajse, nja. *Është kund tridhjetë vjeç. Ndodhet kund pesëdhjetë kilometra që këtej.*
KUNDËR. I. *ndajf.* 1. Nc drejtim të kundërt. *Eci kundër.*
2. Përballë, përkundrejt. *rrinte kundër.*
3. Në një mendim, në një pikëpamje etj. të kundërt me një tjetër, në një gjendje të kundërt; në kundër-shtim. *Flet kundër. Doli kundër. Jam kundër. Votoj kundër. Shkoi kundër. U ngrit kundër.*
II. *parafj.* Përdoret me një emir, përemër a numëror në rasën rrjedhore për të treguar: 1. Drejtimin e kundërt me lëvizjen e dikujt a të diçkaje. *Kundër rrjedhës së lumit.*
*2.* Vendin përballë dikujt a diçkaje; përkundrejt... *Rri kundër diellit.*
3. Dike a diçka që e luftojm;, e dsmtojmë a e kundërshtojmë. *Luftoi kundër arrnikut (kundër push-tuesit). U ngritën kundër borgj?zisë. U turrën kundër tradhtarëve. Nuk vete kundër vullnetit të tij. Ishte kundër të dyve.*
4. Diçka nga e cila duhet të mbrohemi. *Mbrojtja kundër atoinit. Masat kundër gazeve.*
KUNDËR- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të për-bëra, që u përgjigjet nga kuptimi fjalëve kundër e kundrejt; p.sh. kundërgrusht, kundërpagesë, kundër-peshë, kundërpërgjigje, kundërsulm, kundërvajtje, kun-dërveproj etj.
KUND'ËR,~RA . *kryes. sh.* ~RA, ~RAT *vjet.* Këpucë me qafa; këpucë. *Bleu një pale kundra. Veshi kundrat.*
KUNDËRADMIRAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Grade e lartë në flotën detare ushtarake të një shteti, e cila i përgjigjet grades së gjeneralit të brigades në forcat tokësore; ushtaraku që mban këtë grade (në ushtritë që kanë grada).
KUNDËRAJROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Armë e rëndë zjarri, me një grykë ose me shumë gryka, që shërben për t'u mbrojtur nga sulmet ajrore a për qitje në ajër kundër aeroplanëve dhe parashutistëve. *Shtie me kundërajror.*
2. *usht.* Ushtari që përdor këtë armë zjarri. *Stër-vitja e kundërajrorëve.*
KUNDËRAJROR,~E *mb.* Që shërben për t'u mbrojtur nga sulmet ajrore a për qitje në ajër kundër aeroplanëve e parashutistëve; që ka të bëjë me mbroj-tjen nga sulmet ajrore. *Artileria kundërajrore. Mitra-loz kundërajror. Mbrojtja kundërajrore. Strehim kundërajror.*
KUNDËRATOMIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me mbrojtjen nga armët atomike a nga një sulm atomik, që i shërben kësaj mbrojtjeje. *Strehim kundëratomik. Mbrojtja kundëratomike.*
KUNDËRBËRTHAMOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me mbrojtjen nga armët bërthamore a nga një sulm bërthamor, që i shërben kësaj mbrojtjeje. *Mbrojtja kundërbërthamore.*
KUNDËRERË,~A . Era që fryn në drejtim të kundërt me atë të një ere tjetër dhe që ka force pothuajse të njëjtë me të.
KUNDËRFETAR,~E *mb.* Që është kundër çdo feje, që e hedh poshtë dhe e lufton fenë. *Letërsi kun-dërfetare. Pikëpamje (ndjenja) kundërfetare.*
KUNDËRFORCË,~A *f. sh.* ~A, ~AT. 1. Forceqë i kundërvihet një force tjetër dhe që është pothuajse elbarabartë me të.
2. *spec.* Mur i madh që shërben për të forcuar një rtiur tjetër mbajtës a mbështetës. *Diga me kundër-Jbrca.*
KUNDËRGAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Mbulesë koke ejfytyre prej llastiku, e pajisur me gjyzlykë dhe me m'jetet e nevojshme për pastrimin e ajrit, që përdoret për t'u mbrojtur nga lëndët helmuese, nga gazrat rribytëse etj. *Filtri i kundërgazit. Vë (heq) kundër-gazin.*
KUNDËRGODAS *kal,* ~ITA, ~ITUR. Kundër-
g6dit.
KUNDËRGODIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. *usht.* Hidhem në sulm kundër armikut që ka sulmuar, e godit ate dlie krijoj kushte të përshtatshme për mësymje. *Kundërgodit më të gjitha forcat.*
2. I përgjigjem me goditje atij që me godit i pari, i ' kundërpërgjigjem me goditje.
KUNDËRGODITËS,~E *mb.* 1. *usht.* Që godit armikun, i cili ka sulmuar dhe që krijon kushte të përshtatshme për mësymje. *Forcat kundërgoditëse. Veprime kundërgoditëse.*
2. Që është si përgjigje kundër një goditjeje, që behet si kundërgoditje. *Veprim kundërgoditës.*
KUNDËRGODITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *usht.* Gioditje kundër armikut që ka sulmuar, e cila krjijon kushte të përshtatshme për mësymje. *Kundërgoditje dërrmuese (shkatërruese). I dhanë kundërgoditje. lu\ përgjigjën me kundërgoditje. U hodhën në kundër-go\ditje.*
J2. Goditje që i jepet dikujt si kundërpërgjigje.
KUNDËRGRIMCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fiz.* Grimcë simetrike me një grimcë elementare të atomit, që ka ngarkesë të kundërt me të, antigrimcë.

KUNDËRGRUSHT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Goditje e menjëhershme dhe e fuqishme që i jepet si përgjigje dikujt, i cili ka goditur i pari; kundërgoditje.
Kundërgrusht shteti grusht shteti si pë;rgjigje kundër një grushti shteti të bërë me pare.
KUNDËRHELM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Bar
që! dobëson a zhduk veprimih e helmit në organizëm, bar kundër helmimit.
2. *fig.* Mënyrë a mjet që përdoret për të lehtësuar hitlhërimin ose dhembjen që i ka shkaktuar dikujt një fatkeqësi, një ngjarje e hidhur etj.; ngushëllim, lehtësim.
KUNDËRKËRKESË,~A *sh.* ~A, ~AT. Kër-kesa që i bëhet dikujt si përgjigje kundrejt një kër-kese të tij; kërkesë që është në kundërshtim me një kërkesë tjetër. *Parashtroi (paraqiti) kundërkërkesën. Doli me një kundërkërkesë.*
KUNDËRKIMIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me mbroj-tjeh nga veprimi shkatërrues i lëndëve kimike, që përdoret për t'u mbrojtur nga këto lëndë. *Mjete kun-dër,kimike. Paketa individuale kundërkimike.*
KUNDËRKRITIKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Kritikë që i bëhet dikujt si përgjigje për kritikën që ai ka bërë me pare. *Me kritika e kundërkritika.*
KUNDËRLËNDË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. Lëndë që përbëhet nga kundërgrimcat, antilëndë.
KUNDËRLIGJOR,~E *mb. drejt.* Që është kundër ligjit, i kundërligjshëm.
KUNDËRLIGJSHËM (i), ~ME (e) *mb. drejt.* Që është në kundërshtim me ligjin, që nuk është në përputhje me ligjin; që shkel ligjet në fuqi. *Vendim i kundërligjshëm. Veprime të kundërligjshme.*
KUNDËRMALARIK,~E *mb.* Që shërben për të mjekuar malarjen; që shërben për të zhdukur mush-konjat e malarjes dhe për të parandaluar përhapjen e sëmundjes, antimalarik.
KUNDËRMANOVËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT.
1. *usht.* Manovër, e cila bëhet si përgjigje kundër manovrës që ka organizuar armiku. *Kundërmanovra e batalionit.*
*2.* Masa e veprime të shkathëta që ndërmerr dikush si përgjigje kundër manovrave që ka bërë një tjetër.
KUNDËRMASË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Masë, e cila merret si përgjigje kundër një mase që ka marrë një tjetër me përpara. *Mori disa kundërmasa. E bëri si kundërmasë.*
KUNDËRMËSYMËS,~E *mb. usht.* Që shërben për të goditur armikun që mësyn; që bëhet si mësymje kundër armikut, i cili është dobësuar pas mësym^es që ka kryer. *Forcat kundërmësymëse. Operacion kun-dërmësymës.*
KUNDËRMËSYMJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *usht.* Mësymje kundër armikut që mësyn, i cili është dobësuar pas mësymjes që ka kryer. *Kundërmësymja e Ushtrisë Nacionalçlirimtare. Filloi kundërmësymja. U hodh në kundërmësymje.*
KUNDËRMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes KUNDËRMOJ.
2. Ere e forte (e mirë ose e keqe) që mban diçka a dikush dhe që të bie menjëherë në hundë. *Kundërmimi i luleve (i trëndafilave). Kundërmimi i barit të njomë (të thatëj. Kundërmimi i pranverës. Kundërmimi i squfurit (i naftës, i djersës).*
KUNDËRMOJ *joked.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lëshoj një ere të forte (të mirë ose të keqe), kam një erë që të bie menjëherë në hundë, bie shumë erë. *Kundërmon kopshti. Kundërmojnë trëndafilat (zambakët, jaseminët). Kundërmon erë e mirë (e keqe). Kundërmon erë benzine. Kundërmon e tërë shtëpia.*
2. *kal.* I lëshoj dikujt një erë të forte a të rëndë; qelb. *Na kundërmoi...*
KUNDËRMLiES,~E *mb.* Që lëshon një erë të forte (të mirë ose të keqe), që kundërmon. *Lule kun-dërmuese.*
KUNDËRNJERËZOR,~E *mb.* Që është a që bëhet kundër njeriut ose shoqërisë njerëzore; çnjerëzor. *Veprime (sjellje) kundërnjerëzore. Qëndrim kundër-njerëzor. Metoda kundërnjerëzore.*
KUNDËROFENSIVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht. shih* KUNDËRMËSYMJE,~A.
KUNDËRPADI,~A . *sh.* ~, ~TË *drejt.* Padi që ngre i padituri kundër paditësit. *Ngriti (bëri) kun-dërpadi.*
KUNDËRPAGESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Para që derdh marrësi për të paguar shpenzimet postare për një send, i cili ka ardhur me kolipostë; para që derdhen për një mall të porositur, që paguhet kur kyarrin në vendin ku ndodhet blerësi. *Kolipostë me kundërpagesë. Shlyhet me kundërpagesë.*
KUNDËRPARULLË,~A . *sh.* ~A, —AT. Fjalë a frazë e fshehtë, e caktuar sipas një marrëveshjeje, që thuhet si përgjigje nga dikush (nga një ushtarak, nga një anëtar i një organizate ilegale etj.) pasi tjetri përmend parullën, në mënyrë që ata të kuptojnë se janë shokë a bashkëpunëtorë për një cështje, t'i be-sojnë njëri-tjetrit dhe të mos diktohen nga kundër-shtarët. *Parulla dhe kundërparulla. I kërkoi kundër-parullën. Parulla — "Shqipëria", kundërparulla — "Atdheu".*
KUNDËRPESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Peshë që sjell në baraspeshë një peshë tjetër. *Peshore me kundërpeshë. Vë (heq) kundërpeshën.*
2. *fig.* Veprim që kryhet si përgjigje ndaj një veprimi tjetër për të krijuar një gjendje të barabartë; kun-dërveprim; diçka që shërben për të vendosur drejt-peshimin a barazimin e forcave ose të mundësive eko-nomike, politike, ushtarake etj. Si *kundërpeshë...*
KUNDËRPESHIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes KUNDËRPESHOJ. *Kundërpeshimi i gjendjes.(i forcave).*
KUNDËRPESHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Sjell në baraspeshë një peshë ose një force, duke përdorur një kundërpeshë. *Kundërpeshoj forcat.*
*2. fig.* Bëj një veprim si përgjigje ndaj një veprimi tjetër për të krijuar një gjendje të barabartë a një drejtpeshim të forcave ose të mundësive ekonomike, politike, ushtarake etj.
KUNDËRPËRGJIGJE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Përgjigje e mprehtë, e goditur dhe zakonisht e me-njëhershme, që kundërshton përgjigjen e një tjetri. *Dëgjuam përgjigjet dhe kundërpërgjigjet. I dha kundër-Përgjigje.*
2. *let., teatër.* Përgjigje që një personazh i veprës letrare i jep një personazhi tjetër, ose që një aktor i jep një aktori tjetër; replikë.
3. Veprim që bëhet si përgjigje kundër një veprimi të bërë nga dikush tjetër ose kundër atij vetë; kundëf-veprim. *Ishte një kundërpërgjigje e mirë.*
KUNDËRPËRGJIGJEM *vetv.,* ~A (u), ~UR.
1. I jap dikujt një kundërpërgjigje. *U kundërpërgjigj ntenjëherë.*
*2.* Bëj një veprim si kundërpërgjigje; kundër-veproj.

KUNDËRPROPOZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pro-pozim që i bëhet dikujt si përgjigje ndaj një propo-zimi të tij; propozim që është në kundërshtim me një propozim tjetër a që është krejt i ndryshëm prej tij. *Parashtroi (paraQili) një kundërpropozim. Doli me një kundërpropozim.*
KUNDËRRAKETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Raketë kundërajrore e drejtuar, që shërben për të asgjësuar në ajër një raketë të lëshuar nga kundërshtari.
KUNDËRREVOLUCION,~I *m. sh.* ~E, ~ET.
Kryengritje reaksionare që bëjnë klasat shfrytëzuese të përmbysura kundër revolucionit demokratik, po-pullor a socialist për të rivendosur me dhunë sundimin e tyre dhe rendin e vjetër shoqëror. *Revolucioni dhe kundërrevolucioni. Dështimi i kundërrevolucionit.*
KUNDËRREVOLUCIONAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT.
Ai që merr pjesë në kundërrevolucion, ai që përkrah kundërrevolucionin. *Dënimi i kundërrevolucionarëve.*
KUNDËRREVOLUCIONAR,~E *mb.* Që i përket kundërrevolucionit, i kundërrevolucionit; që bën a synon të bëjë kundërrevolucion; që përkrah kundërrevolucionin. *Forcat kundërrevolucionare. Organizate kundërrevolucionare. Puç kundërrevolucionar. Lëvizje kundërrevolucionare.*
KUNDËRRYMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrymë
që ka drejtim të kundërt me atë të një rryme tjetër; rrymë që i kundërvihet një rryme tjetër. *Forca të kundërrymave.*
KUNDËRSPIUNAZH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Të-
rësia e veprimeve që bëhen për zbulimin e spiu-nazhit të huaj.
2. Organizëm i fshehtë që punon për zbulimin e agjenturës së kundërshtarit.
KUNDËRSULM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *usht.* Sulm që ndërmerret nga forcat mbrojtëse për të goditur armikun që sulmon ose për të ndaluar sulmin e tij. *Kundërsulm i fuqishëm. Me sulme dhe kundër-sulme. V hodhën në kundërsulm. Bëri disa kundër sulme.*
*1.* Veprim që ndërmerret kundër një veprimi tjetër; kundërveprim i menjëhershëm. *U hodh në kundërsulm.*
KUNDËRSULMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes KUNDËRSULMOJ.
KUNDËRSULMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *usht.* 1. Hidhem në sulm për të goditur armikun që ka sulmuar ose për të ndaluar sulmin e tij, hidhem në kundërsulm. *E kundërsulmuam më të gjitha forcat.*
*2.* Kundërveproj menjëherë.
KUNDËRSHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që është kundër dikujt a diçkaje, ai që ka mendim të kundërt ose interesa të kundërta me dike tjetër dhe e kundërshton atë a vepron kundër tij, ai që del kundër një tjetri. *Kundërshtarë politike. Kundërshtarë të papajtueshëm. Kundërshtarët e një teorie (teze, pikë-pamjeje). Kundershtar i regjimit. Ka shumë kundërshtarë.*
*2.* Ai që vihet përballë dikujt tjetër në një lojë a në një ndeshje sportive, në një konkurs, në një fushë veprimtarie etj., ai që ndeshet a hahet me një tjetër. *Kundershtar i forte (i dobët).*
KUNDËRSHTAR,~E *mb.* 1. Që është kundër dikujt a diçkaje, që ka mendim të kundërt ose interesa të kundërta me një tjetër dhe e kundërshton atë a vepron kundër tij, që del kundër një tjetri; i kundërt. *Palët kundërshtarë. Parti (grupe) kundërshtarë. Pi-këpamje kundërshtarë. Qëndrim kundershtar.*
*2.* Që vihet përballë dikujt tjetër në një lojë a ne një ndeshje sportive, në një konkurs, në një fushë veprimtarie etj., që ndeshet a hahet me një tjetër. *Skuadër kundërshtarë. Sulmuesi kundershtar.*
KUNDËRSHTETËROR,~E *mb.* Që drejtohet kundër shtetit në fuqi, që synon përmbysjen e tij; që dëm-ton shtetin, që shkel rregullat dhe ligjet e tij. *Politike (veprimtari) kundërshtetërore. Organizate kundërshte-tërore.*
KUNDËRSHTI,~A . *sh.* ~, ~TË. Të qenët e dy a me shumë gjërave në kundërshtim njëra me tjetrën; mendim, veprim etj. i kundërt me një tjetër; kontradiktë. *Kundërshtia kryesore. Kundërshti e bread-shme. Kundërshti të papajtueshme. Kundërshti men-dimesh (pikëpamjesh, interesash).*
KUNDËRSHTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KUNDËRSHTOJ, KUN-DËRSHTOHEM. *Kundërshtimi i urdhrit. Kundërshtimi është i kotë. Me gjithë kundërshtimin e...*
2. Përpjekje për të hedhur poshtë një mendim, nljë vendim, një urdhër etj. ose për ta ndaluar atë; pjikëpamje e kundërt, mendim i kundërt. *S'kam kurir dërshtim* s'kam gjë kundër, e pranoj. *E pranoi pa kundërshtime. A ka kundërshtime?*
•*k* Bie (është) në kundërshtim *me d i ç k a* nuk përputhet a nuk pajtohet me diçka, është krejt ndry-sne nga diçka tjetër.
KUNDËRSHTOHEM. *Pës. e* KUNDËRSHTOJ.
*Kundërshtohet vendimi (urdhri).*
KUNDËRSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR, 1. I dal
kundër dikujt (për një veprim të tij, për sjelljen, për një kërkesë etj.); nuk pajtohem me dike dhe shprehem a jveproj kundër tij; nuk pranoj një vendim, një urdhër, një udhëzim etj. dhe përpiqem ta hedh poshtë ose ta ndaloj. *Kundërshtoi vendimin (propozimin, niendimin). E kundërshtoi me vendosmëri. Kundër-shtojnë kolonializmin. Nuk e kundërshtoi të vëllanë.*
12. *jokal.* Nuk pranoj, jam kundër, shprehem a veproj kundër diçkaje. *Kur ia thashë, nuk kundërshtoi. Pse kundërshton kqt? Kurrë nuk kundërshton* k^irrë nuk thotë jo; pajtohet me çdo gjë.
KUNDËRSHTOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që lidh dy fjali të bashkërenditura a dy gjymtyrë fjalie, të cilat kanë marrëdhënie kundërshtie a përqasjeje ndërmjet tyre (për lidhëzat po, por, ndërsa, porse, kurse, megjitha-të, megjithëkëtë, mirëpo, veç, veçse etj.).
2. Që lidhet me lidhëza të tilla dhe ka marrëdhënie. kundërshtie a përqasjeje me fjalinë më të cilën bashkë-renditet (për fjalitë). *Fjali kundërshtore.*
KtJNDËRSHTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që
rnund të kundërshtohet. *Vendim i kundërshtueshëm.*
KUNDËRT,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). I. Diçka që është e kundërt me një tjetër, diçka që nuk pajtohet me një tjetër a është në kundërshtim me të. *Flet (bën) të kundërtën. Dikur ndodhte e kundërta. Nuk është kjo, po e kundërta.*
*2. filbz.* Secila nga anët, vetitë a prirjet e kundërta të sendeve ose të dukurive, që janë në kundërshtim ndërmjet tyre; kundërti. *Lufta e të kundërtave.*
*it* Në të kundërtën përkundrazi.
KCNDËRT (i,e) *mb.* 1. Që nuk pajtohet me një tjetër, që është në kundërshtim më të ose i kundçr-vihet atij; krejt i ndryshëm nga diçka tjetër, që da-llohet shumë nga një tjetër. *Mendime (pikëpamje, veprime) të kundërta.*

*Intere.sa të kundërta. Karaktere të | kundërta. Tipa të kundërt. Kuptime të kundërta. gjiih.* kuptime antonimike. *Fjalë të kundërta. gjuh.* antonime.
2. Që është përballë diçkaje tjetër që qëndron përkundrejt ose në anën tjetër të diçkaje. *Faqja e kundërt. Skaji i kundërt. Kënde të kundërta. gjeom. Në anën e kundërt.*
3. Që vjen përballë a lëviz në drejtim të përkundërt me diçka a me dike tjetër; i kundërt. *Në drejtim të kundërt. Rryma uji të kundërta. Lëvizje të kundërta.*
KUNDËRTANK,~U *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Armë me fuqi të madhe zjarri, që përdoret për asgjësimin e tankeve ose për t'u mbrojtur prej tyre. *Gjuaj (shtie) me kundërtank.*
2. *si mb.* ~, ~E. Që përdoret për asgjësimin e tankeve ose të mjeteve të tjera të blinduara. *Pushkë (armë, mine) kundërtanke.*
KUNDËRTERROR,~I *m.* Luftë a masa dhune kundër armikut si përgjigje për terrorin e ndërmarrë prej tij me pare. *U përgjigjën me kundërterror.*
KUNDËRTEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* Tezë që i kundërvihet një teze tjetër, antitezë. *Tezat dhe kundërtezat. Parashtroi kundërtezën.*
KUNDËRTI,~A . *sh.* ~, ~TË *filoz.* 1. E kundërta.
2. Kontradiktë. *Kundërti antagoniste (joantagoniste, të papajtueshme). Kundërtia ndërmjet materializmit dhe ideahzmit. Kundërtitë ndërmjet punës mendore e punës flzike (ndërmjet fshatit e qytetit).*
KUNDËRTRUP,~I *m. sh,* ~A, ~AT *mjek.* Lën-dë që prodhon organizmi për t'u qëndruar sëmundjeve, për t'u mbrojtur nga disa baktere e nga helmet e tyre etj., antitrup.
KUNDËRTHËNIE,~A . *sh,* ~E, ~ET. 1. Pohim që është në kundërshtim me atë që është thënë me pare. *Kundërthëniet e dëshmitarëve.*
2. Kundërti, kontradiktë.
KUNDËRTHËNËS,~E *mb.* Që bie në kundërshtim me atë që është thënë me pare, që përmban kundër-thënie, kontradiktor.
KUNDËRVAJTËS,~I m, *sh.* ~, ~IT. Ai që bën një kundërvajtje.
KUNDËRVAJTJE,~A . *sh,* ~E, ~ET. Shkelje e një ligji a e një rregulloreje. *Kundërvajtje penale* shkelje e një ligji a e një rregulloreje që paraqit rre-zikshrnëri shoqçrore më të vogël se një krinv dhe dë-nohet nga gjyqi. *Bëri një kundërvajtje. U dënua (u gjobit) për kundërvajtje. Ishte në kundërvajtje.*
KUNDËRVEPRIM,~I m, *sh*$_K$ ~E, ~ET. *1.* Veprimi sipas kuptimit të foljes KUNDËRVEPROJ. *Kundërveprim i shpejtë (i menjëhershëm). Kundër-veprimi i organizmit.*
*2.* Përpjekje per- të kundërvepruar kundër dikujt, kundër një veprimi a një force ose kundër një të ke-qeje.
KUNDËRVEPROJ *jokal.*$_y$ ~OVA, ~UAR. I. Veproj kundër dikujt që ka vepruar më parë kundër meje, i përgjigjem një veprimi a një force të drejtuar kundër meje. *Kundërveproj me ashpërsi (me shpejtësi, më të gjithë forcën). Kundërveproj me-njëherë.*
*2. vet. veta III.* Vepron kundër diçkaje. *Kundër-yepron era (lagështia). Kundërvepron organizmi.*
KUNDËRVEPRUES,~E *mb.* Që vepron kundër dikujt a diçkaje, që i përgjigjet një veprimi a një force të kundërt, që kundërvepron. *Force kundërvepruese. Aftësi kundërvepruese.*
KUNDËRVË^ta., ~VURA,; ~VENË. 1. Vë ballë për ballë sende a dukuri për të nxjerrë në dukje mun-gesën e ngjashmërisë ose tiparet e kundërta; balla-faqoj a krahasoj sende a dukuri të kundërta. *Kundër-vë dy teori (dy leza, dy sisteme shoaërore). Kundërvë mendimet.*
*2.* I vë diçka përballë si pengesë, i vë diçka përpara për ta penguar ose për ta ndaluar. *kundërvë marksiz-min ideologjisë borgjeze.*
KUNDËRVËNIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ve-
primi sipas kuptimeve të foljeve KUNDËRVË, KUN-DËRVIHEM. *Kundërvënia e mendimeve (e dy tezave).*
*2.* Të qenët në marrëdhënie kundërshtimi; raporti ndërmjet dy a me shumë sendeve ose dukurive që janë kundërvënë. *Ka kundërvënie. Është (ndodhet) në kundërvënie me diçka.*
3. *gjuh.* Karakteri antonimik; antonimia.
KUNDËRVIDHË,~A. *sh.* ~A, ~AT *tek.* Unazë e metaltë që ka në mes një vrimë me vjaska, e cila vendoset mbi një bullon dhe së bashku më të përdoret për të shtrënguar pjesë të ndryshme prej me-tali a prej druri ose për të bërë lidhjen a bashkimin e tyre; vidhë femër. *Kundërvidhë hekuri. Shtrëngoj (liroj) kundërvidhën. Vidhos (zhvidhos) kundërvidhën.*
KUNDËRVIHEM *vetv.* 1. Dal kundër dikujt a diçkaje për ta penguar ose për ta ndaluar; kundër-shtoj dike a diçka, nuk pajtohem me të; i vihem për-ballë. *Iu kundërvu kolektivit.*
*2. Pës. e* KUNDËRVË.
KUNDËRVLERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fin.* Send, mall a para që shkëmbehet me një send, mall a para tjetër më të njëjtën vlerë. *Kundërvlera e prodhimit të shitur. Dha (mori) kundërvlerën.*
KUNDËRZBULIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ve-
primtaria që zhvillohet për zbulimin e agjentëve të huaj ose të zbuluesve armiq në një vend. *Organizimi i kundërzbulimit.*
2. Organ shtetëror që ka për detyrë të ndjekë e të zbulojë veprimtarinë e agjentëve ose të zbuluesve të huaj. *Kundërzbulimi shqiptar. Agjent i kundërzbulimit të huaj. Shefi i kundërzbulimit.*
KUNDËRZJARR,~I *m. usht.* Përgjigje me armë zjarri kundër forcave armike, të cilat kanë qëlluar më parë ose vazhdojnë të qëllojnë. *Filloi kundërzjarri ynë.*
KUNDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj kallami i hollë, që rritet nëpër vende me lagështirë e nëpër këneta dhe që përdoret zakonisht për resë tavani. *Resë me kundje. Mbuloj me kundje.*
KUNDRAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Këpucar.
KUNDREJT. I. *ndajf.* Ballë për ballë; përballë, përkundrejt. *rri kundrejt.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër, përemër a humëror në rasën rrjedhore për të treguar: 1. Vendin përballë dikujt a diçkaje; përkundrejt... *Rrinte kundrejt monumentit.*
2. Dike a diçka që na takon, që lidhet me ne, që duhet ta përkrahim, ta mbrojmë etj.; ndaj. *Detyra kundrejt atdheut (kundrejt prindërve). Qëndrimi kundrejt shokëve.*
3. Në shkëmbim me...; për... *Kundrejt një shu-me të caktuar.*
4. Në krahasim me... *Kundrejt vitit të kaluar.*
KUNDRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe
gjendja sipas kuptimeve të foljeve KUNDROJ, KUN-DROHEM.
KUNDRINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjuh.* Gjymtyrë e dytë e fjalisë, mbi të cilën bie veprimi i foljes që shërben si kallëzues. *Kundrinë e drejtë* kundrinë c shprehur nga një

emër a përemër në rasën kallëzore pa parafjalë. *Kundrinë e zhdrejtë* kundrinë e shprehur nga një emër a përemër në rasën dhanore.
KUNDRINOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjuh.* 1. Kundrinë e drejtë ose e zhdrejtë.
2. Gjymtyrë e dytë e fjalisë, që shprehet nga një emër a përemër me parafjalë dhe që varet nga një folje (p.sh. Ai u miqësua *me t ë r i nj t ë.* Ndërtuan shtëpi të reja për *p unë to r ë t.* Nëna ndenji *me t a* etj.). *Kundrinor me parafjalë.*
KUNDRINOR,~E *mb. gjuh.* Që shërben si kundrinë, që luan rolin a që ka funksionin e kundrinës; që është kundrinë. *Fjali kundrinore.*
KUNDROHEM. *Pës. e* KUNDROJ.
KUNDROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Vërej dike a diçka me kujdes, e shoh mirë dhe me vëmendje nga të gjitha anët; sodit. *Kundronte hënën. Kundronte fytyrën (sytë) e saj.*
*2.* E vështroj dhe e studioj një cështje etj. nga një anë e caktuar ose nga shumë anë; e vlerësoj, e quaj.
KUNDRUALL. I. *ndajf.* Përballë, kundrejt. *rrinte kundruall.* II. *parafj.* Kundrejt, përkundrejt. *Kundruall diellit.*
KUNEL,~I m. *sh.~E,* ~ËT *zool.* 1. Lepur i butë. *Kunel i bardhë. 2.* Lepur i vogël, lepurush; pegun.
KUNETËRI,~A . *përmb.* Tërësia e kunetërve kunetërit. *Jeton bashkë me kunetërinë. E ndihmoi kunet?ria.*
KUNGAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shtyllë e trashë druri, që ngulet në tokë në qoshe të kasolles kur ndër-tohet.
2. Trari i çatisë që lidh qoshen e një shtëpie me kulmin; mahi. *Vë kungarin.*
KUNGATË,~A . *fet.* Buka dhe vera, e ashtu-quajtur e bekuar, që u jep prifti besimtarëve orto-doksë kur i kungon (në yendet ku vëpron feja e krish-terë).
KUNGË,~A. *arkit.,fet.* Pjesë e kishës së krishterë, në traitë gjysmërrethi e me kube, ku prifti kryen shër-besat fetare dhe ku mbahet kungimi, nafora etj. (në vendet ku vepron kisha).
KUNGIM,~I *m. fet.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KUNGOJ, KUNGOHEM. *Dita e kungimit.*
*2.* Rit fetar që bëhet zakonisht në kishë, ku prifti u jep besimtarëve me luge verë me copa meshe ose oste, gjoja për t'i pastruar nga mëkatet; buka dhe vera që u jep prifti besimtarëve ortodoksë gjatë këtij riti (në vendet ku vepron feja e krishterë). *Kupa e kungimit. Mori kungimin.*
KUNGOHEM *vetv. fet.* 1. Marr kungimin. *Kun-goheshin dy-tri here në vit. 2. Pës. e* KUNGOJ. KUNG'OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *fet.* I. U japkungimin a kungatën besimtarëve gjoja për t'i pas-truar nga mëkatet (në vendet ku vepron feja e krish-terë).
2. *jokal.* Marr kungimin, kungohem. *Nuk hanin gjë para se të kungonin,*
KUNGULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të gjatë zvarritës, me fletë të gjera sa një pëllëmbë e me lule të verdha, që lidh kokrra të mëdha, në trajtë vezake ose gjatoshe e me fara brenda; kokrrat e kësaj bime që përdoren si ushqim. *Kungull i verdhë (i zi). Kungull i butë. Kungull i pjekur. Kunguj të mbushur (të skuqur). Fare kungulli. Byrek me kungull.*
2. Enë ujI që bëhet me kokrrën e një Hoji të veçantë ^ë kësaj bime, susak. *Plu ujë me kungull. Mbushi kungullin. E milte lopën në kungull.*
3. Shishe me bark të gjerë, që përdoret për të mbaj-Iur pije të ndryshme ose për ujë.
4. *fig. thjeshtligj., mospërf.* Mendja; koka. *Kaq la pret kungulli. Nuk i mbushet kungulli. E ka kungullin bosh.*
5. *fig. thfeshtligj., shar.* Njeri i trashë nga mendja, budalla. *Ik, ore kungull!*
6. *fig. Përd. nib.* sipas kuptimit 5 të emrit. *Qenka kungull fare!*
Kungull (trangull) pa fara *mospërf. shih te* FARË, ~A. Pine në një kungull janë njësoj; e njohin mirë njëri-tjetrin, rrinë gjithnjë bashkë. U be lule kungulli u trondit shumë e u zverdhkrejt në fytyrë nga diçka; u dobësua shumë e u tret. U be (u rrit) kungulli e mori (e zuri) gardhin a) *iron,* ende pa u rritur mirë ose pa fituar përvojën e duhur fillon të shesë mend, të mbu-rret e të krekoset para të tjerëve; b) *keq.* e kishte mik dike, por ka filluar t'i bëjë keq (thuhet kur dy miq a shokë prishen e fillojnë të dëmtojnë njëri-tjetrin). Flet hudhër në kungull *shih te* HUDHËR,~RA. Rroftë sa kungulli në brymë! *iron, shih te* BRYMË,~A. If dogj nga kungulli (nga qalli) e i fryn edhe kosit *fj. u. shih te* QULL,~I. Nuk mbahen dy kunguj (dy shal-qinj) nën (një) sqetull (në një dorë) *fj. u.* nuk mund të bëhen shumë punë përnjëherësh, nuk duhet të zo-tohesh për të bërë vetë shumë punë që nuk i kryen dot. Nuk shkon gjithmonë kungulli mbi ujë *fj. u.* nuk i ecin gjithmonë dallaveret që bën, nuk mund t'ia hedhë gjithmonë të tjerëve, do t'i dalin të palarat në shesh një ditë. Kungull i egër *bot.* bimë barishtore e helmet, me kërcell kacavarës, që bën lule të bardha dhe kokrra të vogla e të zeza. Kungull ferra-c a k *bot.* stërkungull. Kungull ujës *bot.* kun-gullujës. Lule kungulli *bot, shih te* LULE,~JA.
KUNGULLAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *thjeshtligj.* 1. *mospërf.* Kafka a rrashta e kokës. *dhemb kungu-llaci.*
*2. fig. shar.* Njeri budalla.
KUNGULLAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjepër i papjekur. *Është ende kungullaç.*
2. *fig. mospërf.* Njeri i papjekur.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit. *Pjepër kungullaç.*
*4. fig. Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Qenka fare kungullaç !*
KUNGULLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT, Kungull për ujë, susak,
KUNGULLAK,~E *mb.* Në trajtë të kungullit, si kungull. *Kodër kungullake.*
KUNGULLESHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Lloj kungulli që bën kokrra të holla e të gjata si tranguj, me lëkurë të butë në ngjyrë të bardheme; kokrrat e kësaj bime, që përdoren për gjellë. *Kun-gulleshka të mbushura (të skuqura).*
2. Shishe e vogël me bark të gjerë që përdoret për raki, për verë etj. *Mbushi kungulleshkën.*
3. Luaj me kungulleshka: luaj me disa shokë, të cilët emërtohen me një numër sipas radhës dhe për-gjigjen shpejt, duke thënë një frazë të caktuar, sa here që një tjetër ia zë në gojë numrin e tij, derisa njëri të ngatërrohet.
KUNGULLHAES,~I *m. sh.* ~, ~IT *bot.* Lloj kungulli, që bën kokrra të mëdha, me lëkurë të trashë në ngjyrë të verdhë ose të blertë e me fara të mëdha; kokrra e këtij kungulli që përdoret zakonisht për të bërë byrek, për reçel a për ta pjekur. *Byrek me kun-gullhaes.*
KUNGULLISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Kungullujës. *E mbante dhallin (qumështin) në kun-
gullishtë.*
2. Are a ngastër toke e mbjellë me kunguj.

KUNGULLNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Lloj lakrori vetëm me një petë, mbi të cilën shtrohet içi i përgatitur me kungull dhe me vezë. *Kungullnik me vezë.*
KUNGULLOR,~E *mb. bot.* 1. Që e ka frytin të
tultë si të kungullit, që bën fryte të rrumbullakëta e të mëdha si kungulli; që rritet e zhvillohet si kungulli (për disa bimë si trangulli, pjepri etj.). *Bimë kungu-llore.*
*2. si em.* ~E, ~ET *kryes. sh.* Familje bimësh që bëjnë kokrra të tilla.
KUNGULLUJËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *bot.* Lloj kungulli i egër, që ngjitet nëpër gardhe e bën kokrra të mëdha gjatoshe me një pjesë të fryrë; kokrra e kësaj bime që pasi thahet e pastrohet nga farat përdoret si enë për të mbajtur ujë, bulmet etj.; kungu-llishtë, susak.
KUNGULLUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Lloj kungulli i egër, me gjethe të trasha në trajtë tre-këndëshi e me lule të verdha, që del vetiu nëpër gër-madha e toka të papunuara dhe bën kokrra të gjata e të tulta.
KUNL'P,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Mushkonjë.
KUNUPICË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot. shih* MA-REN Ë,~A. *Lulet e kunupicës.*
KUNUPIERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrjetë e nolle dhe e dendur, që vihet rreth shtratit par t'u mbrojtur nga mushkonjat e nga mizat.
KUNJ,~I m. *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope druri a me-tali, në trajtën e një shkopi të vogël me majë të ho-lluar e të mprehtë, që përdoret për të shpuar ose që ngulet diku për të varur në të diçka, për të mbyllur një vrimë etj. *Kunj druri (hekuri). Kunj për të mbjellë fidanë. Ngul kunjin. Vari pushkën në kunj. Vë kunjat në tokë. Nuk mban kunji.*
2. *bised.* Fije shkrepëseje.
3. *kryes. sh.* Dhëmballët e kalit.4. *fig.* Fjalë thumbuese a ngacmuese me nënkuptim, thumb. *Fliste me kunja. la futi një kunj.*
5. *përd, ndajf. thjeshtligj.* Në këmbë, si qiri; pa lë-vizur e si i shastisur (për njerëz). *Rrinte kunj.*
*k* I mbetl kunj i mbeti si një merak i madh, i mbeti gozhdë, i mbeti peng. Mpreh kunja kot bën punë të padobishme, lodhet kot. Sillet nga sillet, bie në kunj e lidhet ngado që të shkojë, njeriu përsëri në shtëpi të tij do të mblidhet.
KUNJAS *kal.,* ~A, ~UR, Mbush me lecka plasat e një ene prej druri që të mos rrjedhë; kukoj, kal-pëtoj. *Kunj as vozën.*
KUNJËZ,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. I. Kunj i vogël, fije e nolle druri etj.
2. Qenëzat e thoit. *Pres kunjëzat.*
3. Fshikëza të vogla që i dalin kafshës në mishin e dhëmbëve, *Kunjëzat s'e lënë kafshën të hajë.*
KUNJËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes KUNJËZOJ.
KUNJËZOJ *kal,,* ~OVA, ~UAR. Kunjoj.
KUNJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes KUNJOJ.
KUNJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ngul kunja në një vend; mbyll diçka me kunja. *Kunjoj thesin.*
2. *fig.* Thumboj a ngacmoj dike me fjalë therëse, i hedh kunja. *E kunjoi mirë e mirë,*
KUNJOR,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. Secili nga të dy dhëmbët e parë të kalit, *ranë kunjorët.*
KUOTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i ngritur (kodër a majë mali), zakonisht pa emër, i shënuar në hartën topografike me një numër sipas lartësisë së tij nga niveli i detit; numri që shënon këtë lartësi; lar-tësi. *Jemi në kuotën 875.*
2. *bised.* Kuotizacion.
KUOTIZACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shumë e caktuar të hollash që paguan secili çdo muaj a çdo vit për anëtarësinë në një organizatë. *Paguaj kuotiza-cionin. Mbledh kuotizacionet.*
KUPAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kupë e drunjtë me kapak që puthitet mirë, të cilën e marrin zakonisht barinjtë me vete të mbushur me gjizë, me djathë etj.; sasia e ushqimit sa nxë një enë e tillë. *Një kupac me gjizë (me ultinj). Hëngri një kupac të tërë.*
2. Enë druri në trajtën e një kupe, ku shtypen hudhra, arra etj.; shtypës hudhrash.
KUPE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Kabinë treni për udhëtarë.
2. *vjet.* Karrocë e mbyllur me katër rrota, që zakonisht nxinte dy veta. *Udhëtonin me kupe.*
KUPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë e thellë prej qelqi, prej metali etj., e rrumbullakët e zakonisht pa dorezë, që përdoret për të pirë ujë ose pije të ndrysh-me (verë, raki etj.); gotë uji; sasia e ujit a e pijes sa nxë kjo enë, *Kupë kristali (ari, argjendi). Kupa pijesh (vere). Me jep një kupë ujë! Piu dy kupa.*
2. Tas prej balte për të ngrënë gjellë, kupore. *Ha në kupë.*
3. Kupac. *Mori një kupë me ullinj. 1 shtypin hudh-rat në kupë.*
4. *kryes. sh.* Gota të posaçme qelqi, me buzë të trasha, të cilat i hidhen zakonisht në shpinë dikujt që ka marrë të ftohtë a që ka dhembje në trup. *Hedh kupa. Heq kupat. I zunë mirë kupat.*
5. *sport.* Vazo e bukur prej qelqi a prej metali, që i jepet ekipit ose lojtarit fitues në një kampionat, në një garë a në një ndeshje. *Kupa e Republikës. Kupa ballkanike. Kupa e kupave. Ndeshje për kupën. Fituesja e kupës. Mori kupën.*
6. *anat.* Eshtër rrotullore ose në trajtë gjysmë-rruzulli në gju ose në kokë. *Kupa e gjurit* eshtra rrotullore dhe e lëvizshme e gjurit. *Kupa e kokës* kafka. *E goditi në kupë të gjurit.*
7. Diçka që vjen a që duket si gjysmërruzull i zgavërt. *Kupa e qiellit* hapësira e qiellit e kufizuar nga horizonti, qielli. *Kupa e tavanit. Kupa e liqenit. Është mbushur kupa e rezervuarit me Hum.*
8. *bot.* Fletë të vogla të gjelbra, të vendosura në trajtë hinke, që mbështjellin dhe mbrojnë burbuqen e lules. *Kupa e lules (e karafilit, e trëndafilit).*
9. *fig. bised., keq,* Vesi i të pirit alkool; rakia. *Ishte dhënë pas kupës. Nuk e la kupa. E mori me qafë (e shkatërroi, e rrënoi) kupa.*
10. Një nga katër llojet e letrave të bixhozit, me shenjë si zemër në ngjyrë të kuqe; letra me këtë she-një; në *sh.* lojë me letra, në të cilën vlerën kryesore e kanë letrat me këtë shenjë. *Kam dy kupa. Hedh kupën. Luajnë kupat.*
• E derdhi kupën e ka kaluar masën (në sjellje e në veprime të këqija), e ka tepruar, nuk durohet me. E mbushi kupën (gotën) *shih te* MBUSH. U mbush kupa *shih te* MBUSHEM. Ngre (çoj) kupën (gotën, dollinë, shëndetin) *shih te* NGRE. për ta pirë në kupë *shih te* PI. la thau kupën *shih te* THAJ. Të than kupën *shih te* THAJ. Çirret (bërtet, thërret) në kupë të qiellit *shih te* QIELL,~I. Ha bukën e përmbys kupën *shih te* HA. E piu (gjilhë) kupën (e hidhërimit, e mjerimit) *libr.* pësoi një fatkeqësi

të madhe, u dëmtua dhe u hi-dhërua shumë. Ka pirë kupën e bidhur *libr. shih te* H1DHUR (i,e).

KUPËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Zvog. e* KU-PË,~Ai.4,6-8. *Kupëz rakie. Kupëza e lules. Hedh kupëzat.*

KUPËZAK,~E *mb.* Që ka trajtën e kupëzës, që është si kupëz. *Enë kupëzake.*

KUPËZOR,~E *mb.* Që është i rrumbullakët e i mbledhur si kupë; kupor.

KUPLET,~I m. *sh.* ~E, ~ET *let., muz.* Këngë satirike me disa vargje të ndara nga një refren, që vë në lojë e godet veset e të metat e njerëzve dhe kën-dohet zakonisht në estradë; refreni që, duke u për-sëritur, jep idenë kryesore të kësaj kënge. *Shfaqje me skeçe e kuplete.*

KUPON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cope letre, që shkë-putet nga fleta e një blloku biletash, çeqesh a fatu-rash dhe ka një vlerë të caktuar për të blerë ose për të marrë diçka; late. *Dha kuponin. Grisi (preu) kuponët.*

KUPOR,~E *mb.* I rrumbullakët dhe i thellë si kupë; kupëzor. *Pjatë (qepshe) kupore.*

KUPORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë e vogël zakonisht prej balte, që ka trajtën e kupës e që përdoret për gjellë; tas në trajtën e kupës.

KUPSHELLE *mb.* E rrumbullakët, e thellë dhe embledhur si kupë (për disa enë të vogla si taset, pja-tat, tenxheret etj.) *Pjatë kupshelle.*

KUPSHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kupore. *U thye kupshorja.*

KUPTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptlmeve të foljeve KUPTOJ, KUPTOHEM. *Kuptim i drejtë (i shtrembir, i gabuar). Kuptimi i gabimit. Kuptimi materialist i historisë.*

2. Përmbajtja a domethënia e diçkaje, ajo çfarë shpreh a çfarë do të thotë diçka. *Kuptimi politik (ideo-logjik). Fjalë (punë, veprime) pa kuptim. Ç'kuptim ka kjo? Ska kuptim* është e kotë. *Në kuptimin e ngushtë (e gjerë, e plotë) të fjalës. Në kuptimin e vërtetë të fjalës. Me plot (me tërë) kuptimin e fjalës.*

3. *gjuh.* Përmbajtja e fjalës, e cila shpreh diçka nga realiteti; përmbajtja e një njësie gjuhësore, të-rësia e funksioneve të njësive gjuhësore. *Kuptimi lek-sikor. Kuptim i drejtpërdrejtë (i figurshëm, abstrakt, konkret). Kuptimi kryesor (fillestar). Kuptim i ri. Kuptim i vjetëruar. Kuptimi gramatikor. Kuptimi ko-hor (i kohës). Kuptimi sasior (cilësor). Kuptimi i rrënjës (i parashtesës, i prapashtesës). Kuptimi i morfemës. Kuptimi i fjalisë. Fjalë me shumë kuptime. Zhvillimi (ndryshimi, zgjerimi, ngushtimi, ndërrinti) i kuptimit.*

4. *bised.* Aftësia për t'i kuptuar gjërat; aftësia për t'i kuptuar gjërat shpejt, zgjuarsi. *Njeri pa kuptim. Aq kuptim ka ai.*

*k* Kuptimi i drejtpërdrejtë (i fjalës) *gjuh. shih të* DREJTPËRDREJTË (i,e).

KUPTIMISHT *ndajf.* Nga kuptimi, nga ana kup-timore, si kuptim. *Shkrihen kuptimisht.*

KUPTIMOR,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me kuptimin leksikor të fjalës; që i përket kuptimit të fjalës, i kuptimit. *Ana kuptimore. Ndërtimi kuptimor. Vatra (qendra) kuptimore. Boshti kuptimor.*

• T h e k s i kuptimor (logjik) *gjuh. shih te* LOGJIK,~E.

KUPTIMPLOTË *mb.* Që do të thotë shumë a që shpreh plotësisht diçka, që të jep të kuptosh qartë diçka; domethënës. *Shembull (tregues) kuptimplotë. Vështrim (buzëqeshje, shenjë) kuptimplotë.*

KUPTIMSHËM (i), —ME (e) *mb.* Që ka kuptim, me kuptim. *Njësi e kuptimshme gjuh.*

KUPTOHEM *vetv.* 1. Merrem vesh me dike, arrij të bie në marrëveshje me dike; në *sh.* kuptojmë njëri-tjetrin. *Kuptohem mirë me të. Duhet të kuptohemi, shokë!*

2. *vet. veta III.* Është e qartë, është e kuptuëshme, çdo njeri mund ta kuptojë, merret vesh, merret me mend. *Kuptohet se (që)... Kuptohet vetvetiu (vetiu). As që mund të kuptohet.*

3. *Pës. e* KUPTOJ.

KUPTOJ *kal.* dhe *jokal.* ~OVA, ~UAR. 1. Jam i aftë të kap e të rrok diçka me forcën e mendjes a të logjikës, e marr vesh; arrij të marr vesh atë që thotë a që shpreh dikush; me hyn në kokë diçka. *Kuptoj mësimin. Kuptoj gabimin. Mezi e kupton. E kuptoi detyrën menjëherë. Nuk e kupton dot. Kupton apo s'kupton? &"kupton fare.*

2. E zbuloj, arrij ta diktoj, ta shoh a ta gjej diçka; i bie në të, arrij ta kap, e shquaj, e dalloj; e marr me mend. *la kuptuam qëllimin, E kuptoi ku ishte fshehur.*
*la kuptoi lëvizjet. S'e kuptoj dot së largu se ç'është. E kuptoj ku është fjala. E kuptova ku e kishte hallin. I jap të kuptojë. S'e kuptova pse u zemërua.*

3. Kam një pikëpamje a një mendim të caktuar për diçka. *E kuptoi drejt. Kështu e kuptonte jetën ai.*

4. E di, e njoh, e marr vesh (një gjuhë të huaj, një kod etj.). *Kuptoj pak frëngjisht. E kupton mirë ita-lishten. E kuptoj këtë kod* e di këtë kod, jam në gjendje ta deshifroj.

5. Jam në gjendje të gjykoj për diçka e ta vlerësoj, njoh mirë diçka; ndiej. *E kupton muzikën popullore*
*(klasike).*

•*k* E kuptoi (e mori vesh) ku i shtinte dyfeku *shih te* DYFEK,~U.

KUPTUAR (i,e) *mb. shih* KUPTUESHËM (i), ~ME (e).

KUPTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të kuptohet, që kuptohet lehtë; *kund.* i pakuptueshëm. *Mësim i kuptueshëm.*

2. Që mund të kuptohesh a mund të merresh vesh me të, që kupton, me mend. *Njeri (djalë) i kuptueshëm.*

KUPTUESHËM *ndajf.* 1. Në mënyrë të kuptuesh-me, në mënyrë që mund të kuptohet lehtë; qartë. *Flet (shkruan) kuptueshëm.*

*2.* Në mënyrë që të jep të kuptosh a të marrësh vesh diçka, me kuptim. *Mbylli syrin kuptueshëm.*

KUQ *kal.,* ~A, ~UR.-1. E ngjyej me bojë të kuqe; bëj më të kuq; i vë të kuq. *Kuq trikon. Kuq buzët.*

*2.* Skuq, fërgoj. *Kuq qepën (patatet). Kuq pulën (mishin, peshkun). Kuq vezët.*

3. E bëj të skuqet, skuq në zjarr (hekurin etj.). *Kuq hekurin.*

4. *fig. (me trajta të shkurtra të përemrit vetor në r. dhanore e kallëzore).* Ma punoi, ma ngjeshi, ma skuqi, me hoqi një vërejtje të rëndë. *la kuqi keq. Mirë ia bëri që ia kuqi.*

KUQ (i) ~E (e) *mb.* 1. Që ka ngjyrën e gjakut, të lulëkuqes etj. *Ngjyra e kuqe* e kuqja. *Flamur i kuq. Ylli i kuq. Bojë e kuqe. Verë e kuqe. Fustan i kuq. Kë-pucë të kuqe. Çantë e kuqe. Shall i kuq. Fjongo e kuqe. Laps i kuq. Flake i kuq. 1 kuq si gjaku.*

*2.* Me shumë gjak, që i ka vërshuar gjaku në fytyrë etj. dhe ka marrë ngjyrën e tij, i përskuqur (për fytyrën ose për pjesë të tjera të trupit); i kuqërremë. *kuq në fytyrë. Me duar të kuqe. Me sy të kuq.*

3. Që ka ngjyrë të afërt a të ngjashme me atë të gjakut; i kuqërremë. *Lëkurë e kuqe. Tokë e kuqe. Flokë të kuq. Dyllë i kuq. Tulla të kuqe.*
4. Përdoret si pjesë e dytë në emërtimet e pathjeshta të disa bimëve, kafshëve, etj. që e kanë tërësisht a pjesërisht ngjyrën si ajo e gjakut a të afërt më të ose që kanë ngjyrë të kuqërreme a si të kuqërremë. *Krimbi i kuq. zool. Morri i kuq. zool. Merimanga e kuqe. zool. Tenja e kuqe. zool. Miser i kuq. bot. Grurë i kuq. bot. Tërshërë e kuqe. bot. Pisha e kuqe. bot. Trëndafil i kuq. bot. Oriz i kuq. bot. Panxhari i kuq. bot. Ulliri i kuq. bot. Dëllinja e kuqe. bot. Man i kuq. bot. Kum-bull e kuqe. bot. Duhani i kuq. bot.*
5. *fig.* Që lufton me vendosmëri për çështjen e re-volucionit socialist, të klasës punëtore dhe të partisë së saj; komunist, revolucionar; që është karakteristik për revolucionarin e vendosur a për komunistin e vër-tetë. *Komisar i kuq. Kështjellë e kuqe e socializmit. Me zemër të kuqe.*
*6. Përd. em. m.* sipas kuptimit 5 të mbiemrit.
• U be spec i kuq (në fytyrë) *shih te* SPEC,~I. Kur të bjerë shi i kuq *shih te* SHI,~U. Doli me këpucë të kuqe *dikush iron,* doli me humbje të mëdha, harxhoi me shumë sesa e vlente puna. Kur të këndojë qyqja e kuqe (nga bishti) *iron, shih te* QYQE,~JA. Njihet (dallohet) si paraja e kuqe *mospërf.* e njohin të gjithë, bie në sy menjëherë. Kur të qethen dhentë e kuqe *shih te* DHEN,~TË. Vajti te molla e kuqe *shih te* MOLLË,~A. Kryqi i kuq organizatë shoqërore kombëtare a ndërkombëtare, e cila ndih-mon të sëmurët e të plagosurit në kohë lufte ose po-pullsinë që është dëmtuar nga fatkeqësi natyrore a nga lufta. K ë n d i i kuq vend i veçantë në një ndër-marrje a institucion, ku vendosen grafikët e realizimit të planit, fotografi nga jeta e kolektivit etj. dhe zhvi-Uohet një punë e organizuar propagandistike e kul-turore. Ferrë e kuqe *bot.* ferrëkuqe, drizë. F r y z ë e kuqe *bot.* fryzëkuqe. Zorra e kuqe *anat. shih te* ZORRË,~A.
KUQ,~TË (të) *as.* 1. Ngjyra e kuqe; boja e kuqe; e kuqja. *Lyej më të kuq.*
2. Të qenët i kuq, kuqësi. *Të kuqtë e trëndafilit (e karafilit).*
3. Ngjyra e kuqërreme që merr lëkura nga gëzimi, nga zemërimi e nga turpi etj. *ra një të kuq në fytyrë.*
4. Laps i kuq kozmetik ose lëndë e veçantë në ngjyrë të kuqe që përdorin grate për të Iyer buzët e faqet. *Të kuq të hapur (të mbyllur). Të kuq buzësh (faqesh). Lyhej më të kuq. Nuk përdor të kuq.*
5. E verdha e vezës. *Rreh vetëm të kuqtë.*
Të jep vezë pa të kuq (pa të verdhë) *shih te* VEZË, ~A. Vezë me dy të kuq (me dy të verdha) *shih te* VEZË, ~A. Të kuqtë e madh *mjek.* foka.
KUQAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ka, cjap etj. me qime si të kuqe; allç. *hipi kuqalit.*
2. Njeri me flokë e me fytyrë si më të kuq, kuqo.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Ka kuqal. Lopë (dhi) kuqale. Djalë kuqal.*
KUQALAK,~E *mb.* Kuqalash. *Re kuqalake.*
KUQALAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri që ka fytyrën dhe flokët në ngjyrë si të kuqe, kuqalash. *E icemi një kuqalan.*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Djalë kuqalan. Vajzë kuqalane.*
KUQALASH,~E *mb.* 1. Që është në ngjyrë si të kuqe; që e ka qimen në të kuqe. *Me fytyrë kuqalashe. Me flokë kuqalashe. Lopë (mushkë) kuqalashe.*
*2.* Që vjen si i kuq në fytyrë (për njerëzit). *Plak kuqalash.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
KtJQALOSH,~E *mb.* Kuqalash. *Vajzë kuqaloshe. Me qime kuqaloshe.*
KUQAR,~I *m.* Vend me tokë të kuqe.
KUQASH,~E *mb.* 1. Që e ka qimen të kuqe, me qime si të kuqe. *Cjap kuqash.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. KUQE,~JA (e) . *sh.* ~E, ~ET (të). 1. Ngj$_{yrtt}$
e kuqe; boja e kuqe. *E kuqe e ndezur. Mbizotëron (bie në sy) e kuqja. Ndryshon si e kuqja më të zezën.*
*2.* E verdha e vezës, të kuqtë. *E kuqja dhe e bardha. Vezë me dy të kuqe.*
3. *vet. sh.* Rroba të kuqe. *Vishej më të kuqe.*
KUQEM *vetv.* 1. Bëhem i kuq a si i kuq, skuqem (nga dielli, nga nxehtësia etj.). *U kuq nga dielli (nga vapa). U kuq qielli. lu kuqën sytë (veshët).*
*2.* Skuqem në fytyrë (nga gëzimi, nga turpi etj.). *U kuq nga turpi (nga inati).*
3. *Pës. e* KUQ.
• As kuqet (skuqet), as verdhet (zverdhet) *shih te* SKUQEM $_7$.
KUQESHË,~A . Lopë me qime si të kuqe.
KUQEZI *mb.* Që është në ngjyrë të kuqe e të zezë, që ka një pjesë të kuqe e pjesën tjetër të zezë (për flamurin etj.). *Flamuri kuqezi. Shirit kuqezi.*
KUQËL,~LA i . Lëng si i kuq që lëshojnë ullinjtë kur mbahen në fuçi a kur shtypen për t'u marrë vajin; llumi që lëshon vaji në fund të shishes a të enës, fundërria e vajit. *heq kuqlën vajit.*
KUQËL,~LA H . *sh.* ~LA, ~LAT 1. *zool.* Rose e madhe kuqalashe.
2. Kafshë (lopë, dhi etj.) me qime të kuqe a si të kuqe.
KUQËLARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë shumëvjeçare, me kërcell të lëmuar e të gjatë deri në një meter, me gjethe të gjera e të ashpra, me lule të kuqe a ngjyrë trëndafili, që rritet në toka të lëna djerr. *Mbuloi kasollen me kuqëlare.*
KUQËLlM,~I *m.* Dritë që vjen si e kuqe, ndriçim në ngjyrë të kuqe. *Kuqëlimi i zjarrit. Kuqëlimi i mbrëm-jes (i mëngjesit). Kuqëlimi i diellit. Kuqëlimi i llambës.*
KUQËLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tokë argji-lore, me ngjyrë si të kuqe, që është e përzier me gurë të vegjël dhe nuk është pjellore, kuqëlishtë, kuqishtë. *Ka ca kuqëlina atje.*
2. Ngjyrë a bojë si e kuqe.
KUQËLISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë që
vjen si e kuqe; kuqëlinë.
KUQËLON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Vjen si i kuq; shndrit nga ngjyra e kuqe, dallohet së largu nga ngjyra e kuqe; kuqon. *Ftaka (zjarri) kuqëlon. Ylli kuqëlon. Lulet kuqëlojnë. Perëndimi kuqëlon. Flamuri kuqëlon. I kuqëlon fytyra. Kuqëlon së largu.*
KUQËLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj kër-pudhe me ngjyrë si të arit, që është shumë e shijshme në të ngrënë. *Mbledh kuqëlore.*
KUQËRREMË (i), ~E (e) *mb.* 1. Që vjen si i kuq, që ka ngjyrë në të kuqe. *Gjethe të kuqërreme. Qiell i kuqërreme. Tokë e kuqërreme. Flokë të kuqërreme. Fytyrë e kuqërreme.*

2. Përdoret si gjymtyrë e dytë e emërtimeve të pa-thjeshta të disa kafshëve e shpendëve, që i kanë puplat a qimet si të kuqe. *Trumcaku i kuqërreme. Miell-ngrënësi i kuqërreme.*

KUQËRREMTË (i,e) *mb.* I kuqërremë. KUQËRRIM,~I *m.* Dritë e kuqe mjaft e ndezur,ndriçim në ngjyrë si të kuqe të ndezur. *Kuqërrim i përflakur. Kuqërrimi i mbrëmjes.*

KUQËRRfS *kal.,* ~A, ~UR. I jap një faqe të kuqe një gjelle, bukës, mishit etj. duke e futur në furrë; përskuq. *Kuqërris bukën (puiën).*

KUQËRRISET *vetv.* 1. Merr një faqe të kuqe (një gjellë, buka, mishi etj.) pasi futet në furrë, përskuqet. *U, kuqërris pula (gjeli I detit).*

2. Fillon të piqet, jep shenjat e para të pjekjes, përshenjct, përskuqet (për disa pemë si qershitë, rrushi i zi etj.). *U kuqërrisën qershitë.*

KUQËRRON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Është në ngjyrë si të kuqe të ndezur; ndrit nga një ngjyrë si e kuqe e ndezur. *Kuqërron flamuri. Kuqërron flaka, Kuqërrojnë karafilat.*

KUQËSI,~A . 1. Të qenët i kuq, vetia e diçkaje që është e kuqe. *Kuqësia e gjakut.* 2. Ngjyra e kuqe e diçkaje. *Kuqësia e karafilit.*

KUQËSON *kal,,* ~OI, ~CAR. I jep një ngjyrë të kuqe, e bën të kuq, kuq. *Dielli kuqëson malet,*

KUQISHTË,~A . Kuqëlinë.

KUQO,~JA *m. sh.* ~, ~T. I. Kafshë (kale, qen, dash, cjap etj.) me qime si të kuqe.

2. Pëllumb i kuq.

3. *bised.* Njeri me flokë e me fytyrë në ngjyrë si të kuqe.

4. Vorbë e madhe pa dorëz, që përdoret për gjellë ose për bulmet.

KUQON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Ka ngjyrë të kuqe, skuq a shndrit nga ngjyra e kuqe, dallohet së largu nga ngjyra e kuqe; kuqëlon. *Kuqon flamuri. Kuqon shamia. Kuqon si gjaku. Kuqojnë lulëkuqet. I kuqojnë faqet. Kuqon nga shëndeti.*

KCQUR (l,e) *mb.* 1.1 ngjyer me bojë të kuqe. *Bluzë e\ kuqur.*

2. I skuqur, i fërguar. *Mish i kuqur. Palate të ku-qura.*

3. Që është bërë i kuq nga nxehtësia, i skuqur (për hekurin etj.). *Hekur i kuqur.*

KUR.I. *ndajf.* 1. Në ç'kohë, në cilin cast (përdoret në fillim të fjalive pyetëse të drejta ose retorike, riganjëherë e shoqëruar edhe me parafjalë). *Kur iku? Kur të tha? Kur e pe? Kur ishe? Kur do të vijë? Kur do të nisesh? Kur fillon punën? Kur e merr lejen? Kur do të bëhet mbledhja? Kur do të hamë drekën? E kur u jemi trembur ndonjëherë armiqve? për kur e lame? Deri kur do të vijosh kështu?*

2. Në çfarë kohe (dite, muaji etj.), në cilin cast (përdoret në fjali pyetëse të zhdrejta, nganjëherë e shoqëruar edhe me lidhëzën se). *E di që ka ndodhur, par nuk e di kur. Na thuaj, kur do të vijë ai. Le të vijë kur të dojë. E kam dëgjuar, nuk me kujtohet se kur. S'na the se kur ka ndodhur kjo. S'ka rëndësi se kur. la se kur është koha më e përshtatshme.*

3. Përdoret e përsëritur ne kuptimin lidhëzor where... here, njëherë... njëherë". *Kur mirë e kur keq. Vinin kur njëri, km tjetri. Sillnin kur raki e kur verë. Shkonte kur anclej e kur këtej.*

II. *lidh.* 1. Përdoret përpara një fjalie të varur ko-hore për të treguar se veprimi i fjalisë kryesore është-tërësisht a pjesërisht i njëkohshëm me atë të fjalisë së varur ose vjen pas veprimit të fjalisë së varur, me kuptimin "në kohën që..., në atë cast që...; në të njëjtën kohë që...". *Kur hahen qentë, i ha ujku dhentë. fj. u. Kur vdiq Skënderbeu, i biri ishte fare i ri. Do të çlodhemi, kur të arrijmë në vend. Kur ishte në fshat, merrej me bujqësi. Edhe kur të jem plak, pushkën s'do ta lëshoj nga dora.*

2. Përdoret në fillim të fjalisë kohore që kundër-vihet me fjalinë kryesore nga përmbajtja, me kuptimin "sa here që..., çdo here që... ". *Kur një kovë ngjitet lart, tjetra zbret poshtë. Kur njëri thoshte po, tjetri thoshte jo.*

3. Përdoret për të lidhur një fjali kryesore me një fjali tjetër të varur, e cila tregon një veprim që kryhet pa përfunduar një tjetër ose para se të kryhet veprimi që ka ndër mend vepruesi, një veprim që ndërpret papritur një veprim tjetër etj. *S'kish bërë as dhjetl hapa, kur e thirrën të kthehej. Ende nuk e kisha mbaruar fjalën, kur u dëgjua zëri i tij. Ishim bërë gati të nise-shim, kur papritur ia krisi shiu.*

4. Përdoret për tfi lidhur fjalitë e varura që shprehin marrëdhënie kohore të shoqëruara me ngjyrime kushti, shkaku, qëllimi a rezultati. *I erdhi keq, kur e pa në atë ditë. Kur s'ke shok, pyet shkopin. fj. u. Kur s'ke gunën, shtro kësulën. fj. u. Kur qeshte, i hipte një i kuq i lehtë në fytyrë. Zemra i dridhej, kur kujtonte vendlindjen. Mulliri bluan, kur ka ujë. fj. u. Kur s'i flet njeri, pse të mos bëjë ashtu ai. Ka të drejtë ai, kur e qasëm ne... iron.*

5. *përd. pj. bised.* Përdoret në fjalitë thirrmore, kur shprehin një ndjenjë të forte, habi etj. *Kur u be dhe ai! Kur e pranuan edhe atë!*

• Kur e kur a) here pas here, kohë pas kohe; shpesh here; b) shumë kohë me pare, Që kur... (qysh kur..,) *lidh.* përdoret përpara fjalive të varura kohore për të treguar zakonisht pikënisjen e një veprimi a të një gjendjeje; që ditën që, qëkurse. Kur e tek shumë rrallë, rrallë e tek.

KURA,~JA. *sh.* ~, ~TË *vjet.* 1. *përmb.* Djem të një moshe, që thirreshin njëherësh për të kryer shërbimin ushtarak. *U ngritën (u thirrën) dy kura menjëherë.*

2. Shërbimi ushtarak. *E kemi bërë bashkë kuranë.*

KURAJË,~A . *shih* GUXIM,~I. *Njeri me ku-rajë. I jap kurajë dikujt. Marr kurajë. Humbi kurajën. Bëj kurajë* mbaj veten në një fatkeqësi. *mungon kuraja.*

KURALË,~A . Kuralë gjarpri *bot.:* hidhnaq,

KURAN,~I *m. fet,* Libër që përmban dogmat e fesë myslimane dhe legjenda të ndryshme mitike. *Suret e kuranit,*

KURBAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *fet.* Bagëti që theret për bajram a për ditë fetare të shënuara të mys-limanëve (në vendet ku vepron feja myslimane).

2. *vjet.* Bagëti që therej kur fillonte ndërtimi i një shtëpie, duke kujtuar, sipas besimeve të kota, se kjo do të sillte mbarësi. *Kurbani i themeleve.*

3. *fig. bised.* Fli, tfieror për një ideal të lartë; vik-time në një fatkeqësi natyrore (nga përmbytja, nga tërmeti etj.). *U be kurban për Aidheun (për Partinë, për pojxuJJin): Shkoi kurban* iku kot, vdiq kot. *T'u -iiejsKa kurban! përk.* i thuhet me dashuri zakonishtnjë fëmije. *Kurban nëna (motra...).' përk.* t'u bëftë nëna (motra) kurban!

• M'u bëftë kurban *mallk.* përdoret kur shprehim mospëlqim për atë që bën a që thotë dikush, duke i dëshiruar të pësojë një të keqe; me marrtë të keqen! Dashi i kurbanit ai, të cilit i ngarkohet faji i të tjerëve, ai që

vuan a ndëshkohet për fajin e të tjerëve. Shkoi si dash kurbani shkoi kot, pa faj, shkoi humbur.
KURBAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Arixhi. KURBATE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Arixheshkë. KURBATKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Arixheshkë
KURBET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Dheu i huaj; mërgim në dhe të huaj për bukën e gojës e të fëmijëve. *Plagët e kurbetit. Shkoi (iku) në kurbet. E shkonin jetën (rronin) me kurbet. Nuk ia pa hairin kurbetit. E treti (e hëngri) kurbeti. I mbetën kockat në kurbet.*
KURBETÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Ai që shkonte në kurbet.
KURDlS *kal,* ~A, ~UR. 1. Mbledh sustën a zembrekun e një ore ose të një mekanizmi, duke e rrotulluar me një çelës, me qëllim që të lëvizë e të pu-nojë vetë, ngreh; *kund.* shkurdis. *Kurdis orën. Kurdis një lodër fëmijësh (makinën). Kurdis grantafonin.*
*2. fig. bised., keq.* Nxit a shtyj një njeri kundër dikujt, e bëj dike që të fiasë a të veprojë ashtu siç dua unë për një qëllim të caktuar.
3. *fig. keq.* Organizoj me paramendim një kom-plot, intriga etj. kundër dikujt, thur. *Kurdisin plane (komplote, intriga, provokacione).*
*A. muz., bised.* Akordoj; *kund.* shkurdis. *E kurdisi kitarën.*
5. *bised.* Bëj, ndreq diçka. *Kurdisi një shtëpi të mirë (një pallat).*
KURDISEM *vetv.* 1. Filloj të flas pa pushuar dhe me nge. *U kurdis tani! 2. Pës. e* KURDIS.
KURDISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KURDIS, KURDISEM.
KURDISUR (i,e) *mb.* 1. Që i është mbledhur zem-breku, që është kurdisur, i ngrehur (për një ore, për një mekanizëm etj.); *kund.* i shkurdisur. *Lodër e kurdisur.*
*2. fig. bised., keq.* I nxitur a i shtyrë nga dikush. *Ishte i kurdisur.*
3. *keq.* Që është bërë me paramendim, i përgatitur a i sajuar që më parë për t'ia arritur një qëllimi të caktuar. *Lojë e kurdisur. Mbledhje e kurdisur. Proces i kurdisur.*
4. *muz., bised.* I akorduar; *kund.* i shkurdisur. *Vegta të kurdisura. Është e kurdisur.*
KURDO *ndajf.* Në çdo kohë, kur të duash; kur-doherë. *Mund të vijë kurdo! E bëj kurdo. E shoh kurdo. I them kurdo.*
• Kurdo që... *lidh.* në çdo kohë që..., sa here që...
KURDOHERË *ndajf.* I. Gjithnjë, përherë; vazh-dimisht, gjatë gjithë kohës. 5 *kurdoherë. Është kur-doherë aty. Jemi kurdoherë të gatshëm. Nuk ndodh kështu kurdoherë.*
*2.* Në çdo kohë, kur të duash, kurdo. *Mund të vijë kurdoherë.*
• Kurdoherë që... *lidh.* çdo here që..., sa here që...; kurdo që...
KURDOHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I përher-shëm, i vazhdueshëm, që është i tillë a i këtillë gjatë gjithë kohës. *Shok i kurdohershëm. Rrezik i kurdo-hershëm.*
KURESHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ka dëshirë të madhe për të parë diçka, për të mësuar një të fshehtë, për të hyrë në hollësira etj.; ai që ka kureshtje. *Kureshtarët e vegjël.*
2. *keq.* Ai që është i prirur të dijë gjithshka, të marrë vesh edhe hollësira të parëndësishme edhe për gjëra që nuk i përkasin e nuk kanë të bëjnë me të; ai që ka kureshtje të tepruar.
KURESHTAR,~E *mb.* 1. Që ka kureshtje. *Djalë kureshtar. Vajzë kureshtare.*
*2. keq.* Që ka kureshtje të tepruar. *Plakë kureshtare. Mos u bëj kureshtar!*
KURESHTI,~A . 1. Të qenët kureshtar, vetia e atij që është kureshtar.
2. Kureshtje. *Pyeti me kureshti.*
KURESHTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dëshirë e madhe për të parë diçka, për të mësuar një të fshehtë, për të hyrë në hollësira etj.; vetia e atij që është kureshtar, kërshëri. *Kureshtja e fëmijës. I ngjallet (i lind, i zgjohet) kureshtja. Shuajnë kureshtjen. Shikonte me kureshtje.*
*2. keq.* Dëshirë e tepruar, prirje e sëmurë e dikujt për të ditur gjithçka, për të marrë vesh edhe hollësira të parëndësishme, sidomos për gjëra që nuk i përkasin e nuk kanë të bëjnë me të. *S'e lë kureshtja të qetë.*
KURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mjetet dhe mënyrat e ndryshme (barna, ushqime, banja, shëtitje etj.), që përdor dikush, sipas këshillave të mjekut, për të shëruar një sëmundje ose për të përmirësuar gjendjen shëndetësore; përdorimi i këtyre mjeteve sipas një rregulli dhe kohe të caktuar. *Kura e veshkave. Kura e zemrës. Kura e rrushit. Bëj kura. Filloi (ndërpreu) kurën.*
KURIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi dhe gjen-dja sipas kuptimeve të foljeve KUROJ, KUROHEM. *Kurimi i sëmundjes. Shtrohem për kurim. Është në kurim.*
*2.* Kura që i këshillon mjeku dikujt. *Bëj kurimet e nevojshme.*
KURJE,~A . Kryet e një are. *Filloi mbjelljen nga kurja.*
KURM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Trungu i trupit të njeriut, shtati pa gjymtyrët e pa kokën; trupi. *Me kurm të gjatë (të shkurtër). Me kurnt të mbushur. Mbështet kurmin. Iu ngjeth kurnxi. E goditi (i ra) në kurm.*
*2.* Kurrizi (sidomos i shpendëve), kurrize; thelë nga pjesa e kurrizit; thelë. *Kurmi i pules. Kurm peshku. Kurmi s'ka mish. Do gjoksin apo kurmin?*
3. Trungu i një druri. *Kurmi i plepit (i lisit).*
KURMAGJAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Sallam me gjak e me mish në trajtën e një suxhuku; cope a pjesë nga ky sallam.KCRMA-KURMA *ndajf.* Thela-thela; copa-copa. *fires (ndaj) peshkun kurma-kurma.*
KURMËRlSHT *ndajf.* Me trup, trupërisht.
KURMËZOHEM *vetv.* 1. Shtrembëroj a mbledh trupin (nga një dhembje etj.).
2. *vet. veta III.* Ngre kurrizin përpjetë (për macen, gijarprin etj.), kukëzohet. *Kurmëzohet macja (gjarpri).*
KURMËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shtrembëroj ose përkul trupin a kurrizin (nga një dhembje etj.). *Kurmëzoj shtatin.*
*2. vet. vefa III.* Ngre kurrizin përpjetë (për macen, gijarprin etj.), kukëzon. *Bolla e kurmëzoi trupin.*
KURMËZUAR (i,e) *mb.* I lakuar, i harkuar; i për-djredhur. *Vijë e kurmëzuar.*
KURMOHET. *Pës. e* KURMOJ.
KURMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Ndaj diçka (peshkun, bakllavanë etj.) në disa copa a në disa thela, ej ndaj kurma-kurma. *Kurmoj peshkun.*
KURMUAR (i,e) *mb.* Që është ndarë në disa copa, ilndarë kurma-kurma (për peshkun, bakllavanë etj.).
KURNAC,~E *mb.* 1. Dorështrënguar; që kursen tej masës, koprrac. *Kurnac i madh.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

KURNACËRI,~A . Të qenët kurnac, vesi i kur-nacit; koprraci. *Kurnacëri prej borgjezi.*

KUROHEM *vetv.* 1. Jam nën mbikëqyrjen e vi-jueshme të mjekut dhe zbatoj këshillat që me jep ai për t'u shëruar nga një sëmundje a për të përmirë-suar gjendjen shëndetësore; bëj një kurë të caktuar, mjekohem. *Kurohej prej kohësh.*

*2. Pës. e* KUROJ.

KUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj kura për të shëruar një sëmundje a për të përmirësuar gjendjen shëndetësore; mjekoj. *Kuroj zemrën (bajamet, mël-çinë).*

2. Mbikëqyr vazhdimisht një të sëmurë dhe i kë-shilloj kura për t'u shëruar. *E kuron një mjek me për-vojë.*

KURORË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rreth i thurur me degë, me lule, me gjethe a me diçka tjetër të bukur a! të çmuar, që vihet në kokë për zbukurim, për të nde-ruar dike që ka fituar në një ndeshje sportive etj. *Kurorë me luleshqerra. Kurorë shelgu. Kurorë trënda-filash. Kurorë ari (argjendi). Kurorë dafine. hist,* kurorë me degë e gjethe dafine që u vinin në kokë zakonisht poetëve të shquar. *Bëj një kurorë.*

*2.* Rreth i madh me lule e me gjethe dhe me një shirit të kuq a të zi kushtimi, që vihet në shenjë nde-rimi mbi varrin e dikujt ose pranë një lapidari, pranë një monumenti etj. *Mbaj kurorën. Çoj një kurorë. Vendosën kurora në varret e dëshmorëve.*

3. Rreth prej rrobe, që vënë nganjëherë grate mbi kokë për të mbajtur shtamba, tepsi etj.; kokorreth. *Vë kurorën në kokë. E mbante shtambën me kurorë.*

4. *h ist.* Rreth i metaltë, zakonisht i stolisur me ar e me gurë të çmuar, që mbanin (e që në disa vende mbajnë edhe sot) në kokë perandorët, mbretërit etj. si shenjë të pushtetit të tyre; pushteti, sundimi i mo-narkut; vetë mbreti a perandori; *përmb,* familja inbretërore. *Kurora mbretërore. Kurora e perandorit*
*(e mbretëreshës). Pasuritë e kurorës. Fjalimi i kurorës* fjalimi i mbretit në parlament në disa vende borgjeze.

5. *vjet.* Rreth i zbukuruar, që u vinin në kokë nuses e dhëndrit ditën e ceremonisë fetare të martesës; lidhja bashkëshortore që krijonte ky rit, martesa; besnikëria bashkëshortore. *Kurora e parë (e dytë)* gruaja c parë (e dytë). *Grua me (pa) kurorë. Theu (shkeli) kurorën* e tradhtoi burrin (gruan), nuk i qëndron besnik (besnike). *Fëmijë i lindur jashtë kurorë* fëmijë i lindur jashtë martese. *Sot nuk martohen me kurorë.*

*6.* Lidhje bashkëshortore, burrë e grua; djalë ose vajzë në moshë martese që banon bashkë me pjesë-tarët e tjerë të familjes; çdo njeri që ka të drejtë të krijojë familje me vete. *Familje me katër kurorë. Bëheshin tri kurorë. U ndanë sipas kurorëve.*

7. *bot.* Pjesa e sipërme e një druri, që përbëhet nga degët, gjethet e lulet. *Kurorë e madhe (e gjerë, e vogël). Kurorë e dendur. Kurora e Visit (e pishes, e ullirit). Pres kurorën. Punimi i tokës nën kurorë.*

8. *bot.* Pjesë e lules, që përbëhet nga disa petla të vendosura sipër kupës; lulesë. *Kurora e lules.*

9. *anat.* Pjesa e jashtme dhe e dukshme që mbësh-tjell dhëmbin. *Kurora e dhëmbit. Kurora dhe rrënja.*

10. *astr.* Rreth i shkëlqyer që shihet natën për-qark një trupi qiellor; brerore. *Kurora e Diellit (e Hënës).*

11. *bised.* Lopë me brirë të kthyer a të përdredhur.

• Vuri (hodhi, shtiu) kurorë *vjet.* u martua (zakonisht me ceremoni fetare). Kurorë me gjemba *libr. shih te* GJEMB,~I. S'kam vënë kurorë *me dike* nuk kam ndonjë detyrim të veçantë ndaj dikujt; nuk kam ndonjë lidhje të ngushtë e të afërt me të.

KURORËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kurorë e vogël lulesh a gjethesh. *Lulet e kurorëzës. Bëj një*
*kurorëz.*

2. *bot.* Kurora e lules.

KURORËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KURORËZOJ, KURO-RËZOHEM.

2. *vjet.* Ceremonia fetare e martesës.

3. *hist.* Ceremonia që bëhej për të kurorëzuar një mbret, një perandor etj. *Kurorëzimi i mbretit.*

KURORËZOHEM *vetv.* 1. *vjet.* Martohem me dike me ceremoni fetare, vë kurorë me dike.

2. *vet. veta HI fig.* Përfundon mbarë, kryhet plor tësisht një punë, një detyrë e filluar mirë etj.

3. *Pës. e* KURORËZOJ.

KURORËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *vjet.* I vë kurorë një çifti kur martohet, bëj ceremoninë fetare të martesës. *Me përpara i kurorëzonin të mar-tuarit në kishë.*

2. *hist.* I vë kurorën një monarku a një sundim-tari, e shpall mbret a sundimtar dukei vënë mbi kokë një kurorë, si simbol i pushtetit. *Kurorëzoi mbretin.*

3. *vet. veta HI.* Rrethon, qarkon. *Kodrën e kurorë zon një ullishtë.*

4. *fig.* Përfundoj me sukses një punë, një detyrë, një aksion et. të filluar mirë; i jap fund me sukses. *E kurorëzuant me sukses aksionin.*

KURS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e mësimeveqë jepen brenda një kohe të shkurtër, për të kuali-fikuar a për të specializuar në një fushë të caktuar një grup punonjësish ose të rinjsh; *përmb. bised.* ata që ndjekin këto mësime. *Kurs teknik. Kurs tremujor ( gjashtëmujor, njëvjeçar). Kurs kualifikimi. Kurs kun-dër analfabetizmit. Kursi i ekonomisë shtëpiake. Kurs për kuzhinierë (për mami, për infermierë, për rroba-qepëse, për traktoristë, për shoferë). Kurs pa shkë-putje nga puna. Erdhi gjithë kursi.*

2. Shtjellimi i plotë e sistematik i një lënde më-simore ose i një pjese të veçantë të saj në shkollë të lartë; teksti i kësaj lënde. *Kursi ifizikës së përgjithshme. Kursi i anatomise normale të njeriut.*

3. Viti mësimor që ndjek dikush në një shkollë të lartë sipas një programi të caktuar; *përmb. bised.* tërësia e studentëve që ndjekin mësimet së bashku në një vit të tillë. *Kursi i parë (i dytë...). Shok (sho-qe) kursi. Në ç'kurs bëhet kjo lëndë? Kursi i tretë ka provim. Mori pjesë (kaloi) i gjithë kursi.*

4. *fin.* Çmimi në treg i aksioneve ose i letrave të tjera me vlerë, në bazë të të cilit bëhet këmbimi ose shitja e blerja e tyre (në vendet kapitaliste). *Kursi* i *volutes (i dollar it, i sterlings). Rënia e kursit. E uli kursin.*

5. *tek.* Drejtimi i lëvizjes së një mjeti të lundrimit detar ose ajror. *Kursi i anijes. Mori kursin drejt Hn-djes. Ndryshoi (ktheu) kursin. U shmang nga kursi i caktuar.*

6. *fig.* Vija politike e një shteti a partie; rruga që ndjek shteti a partia. *Kurs i drejtë (i pandryshueshëm). Kursi marksist-leninist. Kurs revizionist.*

KURSANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kursist. 2. Nxënës në një shkollë ushtarake. *Kursantët e shkollës së bashkuar "Enver Hoxha".*

KURSANTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KUR-SANT,~I.

KURSE *lidh.* 1. Përdoret për të lidhur f jali të bash-kërenditura, që shprehin veprime a gjendje të kun-dërta

ose që përqasen; ndërsa. *Ditën punonte, kurse natën vazhdonte shkollën. Ai ishte ushtar, kurse i vë-llai punonte në kooperativë.*

*2. bised.* Meqenëse, meqë. duke qenë se; përderisa. *Kurse qenka puna kështu, unë po iki. Kurse nuk di gjë, psefletkot?*

KURSEHEM *vetv.* 1. Ruaj forcat në një punë, e kursej veten; kursej të hollat a mjetet që kam, kur është nevoja të ndihmoj dike; nuk i jap tjetrit ndihmën që me kërkon ose që duhet t'i jap (përdoret zakonisht me pjesëzat mohuese nuk, s'). *Nuk kursehet ai. Nuk kursehem, por nuk kam me shumë. për aq sa mundet, kurrë nuk kursehet.*

2. *Pës. e* KURSEJ.

KURSEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. edhe *jokal.* Harxhoj diçka me masë e me kujdes, e përdor me nikoqirllëk; bëj ekonomi, ekonomizoj; e përdor diçka me kujdes ose rrallë që ta mbaj në gjendje të mirë. *Kursej paratë. Kursej vajin (sheqerin). Kursej drutë. Kursej energjinë elektrike. Kursej letrën. Kursej rrobat (këpucët). Kursej makineritë. Kursej kohën. Të kursejmë në çdo gjë! Kush punon e kur sen, gëzon e dëfren. fj. u.*

2. E ruaj dike a diçka, nuk e dëmtoj. *Kursej shën-detin. Nuk e kursen veten. Kursej shokun. Nuk kursej as jetën* jam gati të jap edhe jetën.

3. I përdor nga pak, rrallë e në mënyrë të matur (f jalët). *kursen fjalët* net pak e shkurt. *Nuk i kursen lëvdatat (vërejtjet, qortimet).*

KURSENAC,~E *mb. keq.* Kurnac.

KURSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KURSEJ, KURSEHEM. *Kur-simi i letrës. Kursimi i energjisë elektrike. Kursimi i lëndës së pare. Kursimi i kohës së punës. Ndjenja e kursimit. Regjimi i kursimit. ek. Librezë kursimi. In-stituti Shtetëror i Arkave të Kursimit e të Sigurimeve. Bëj kursim* kursej. *Përdor me (pa) kursim.*

2. Metodë socialiste e organizimit dhe e drejtimit të ekonomisë, që synon të rritë të ardhurat e të mirat materiale, duke i përdorur ato me kujdes e me rregull, pa teprime e pa i çuar dëm. *Kursim kudo e në çdo gjë!*

3. *vet. sh.* Paratë, lënda e parë etj. që kursehen. *E bleu me kursimet e veta. Derdh kursimet në arkë. lu mbaruan edhe kursimet.*

KURSIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën
kursime, ai që i harxhon a i përdor paratë, ushqimet etj. me masë e me kujdes, ai që kursen. *Kursimtar imirë (i madh).*

*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Njeri kursimtar. Grua kursimtare.*

KURSIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ndjek një kurs, ai që merr pjesë në një kurs. *Përgatitja e kur-sistëve. Numri i kursistëve.*

KURSlSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KURSIST, ~I.

KURSiV,~E *mb. shtypshkr.* I. I pjerrët e i hollë, i ngjashëm më të dorës (për shkronjat e shtypit). *Shkronja kursive. Shkrim kursiv.*

*2. si em.* ~, ~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET. Shkronja shtypi të pjerrëta e të holla si ato të dorës; shkrim shtypi i pjerrët si ai i dorës. *Shembujt janë bërë me kursive. Kursivi është i autorit.*

KURSYER (i,e) *mb.* 1. Që kursen çdo gjë, që nuk harxhon kot, kursimtar; dorështrënguar. *Njeri i kursyer.*

2. I pakët, që thuhet me kursim e në mënyrë të matur (për fjalët etj.). *E tha me fjalë të kursyera.*

KURTESH,~I m. *ntjek.* Sëmundje e lëkurës që shfaqet me disa puçrra që të hanë; ngacmim në lë-kurë që na shtyn ta kruajmë, gjendja kur na ha lë-kura. *ka rënë (e ka zënë) kurteshi.*

KURTUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Miser që ka mbe-tur në are i pakorrur a i pavjelë. *Do të presim kur-tukun.*

KURTH,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Mjet prej druri a prej metali, i ndërtuar posaçërisht për të zënë kafshë të egra, minj, zogj etj.; çark, grackë. *Kurth minjsh. Zë me kurth. Nuk zuri gjë kurthi.*

2. Vend i fshehur, i rrethuar a i mbyllur, nga i cili nuk mund të shpëtojë ose e ka shumë vështirë të dale ai që futet aty. *E tërhoqën armikun në kurth.*

3. *fig.* Gjendje e vështirë që krijohet me dredhi e me keqdashje për dike për ta dëmtuar a për ta as-gjësuar; dredhi që i kurdiset dikujt pas shpine. *Ra (efuti, e shtiu) në kurth. Ngrinte kurthe. Shpëtoi nga kurthi.*

KURTH,~I ii m. *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. De-gëzimet e kungullit, të pjeprit etj., që shtrihen e zgja-ten në tokë. 2. Gropa ku mbillet kungulli, pjepri etj.

KURTHIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve KURTHOJ, KURTHOHEM. *Kur-thimi i kafshëve të pyllit.*

KURTHOHEM *vetv.* 1. Me mbeten fjalët në grykë, ndiej sikur kam një pengesë a një lëmsh në grykë e nuk flas dot lirisht (nga gëzimi, nga shqetësimi, nga zemërimi i madh, nga frika etj.). *kurthoheshin fjalët nga frika.*

*2. Pës. e* KURTHOJ.

KURTHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zë me kurth kafshë të egra etj.; ngre kurthe për të zënë kafshë a zogj.

2. *fig.* Shtie dike në kurth me dredhi e me keq-dashje; mashtroj, gënjej. *Me në fund e kurthoi.*

3. I bëj pritë një lumi a një vije uji me gurë, me degë etj. për t'i ndërruar drejtimin. *Kurthoi lumin (vi-jën).*

KURVELESHAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës nga Kurveleshi ose ai që e ka prejardhjen nga Kur-veleshi.

KURVELESHAS,~E *mb.* Që lidhet me Kurve-leshin ose me kurveleshasit, që është karaktëristik për Kurveleshin ose për kurveleshasit, i Kurveleshit ose i kurveleshasve; që është krijuar nga kurveleshasit. *Veshje kurveleshase. Grate kurveleshase.*

KURVËRI,~A . Dukuri e shëmtuar (në vendet borgjeze e revizioniste) kur grate shesin trupin e tyre për të siguruar mjetet e jetesës. *Ndalohet (dënohet) ushtrimi i kurvërisë.*

KURTHON *jokal.* Nxjerr degë të reja (për kun-gullin, pjeprin etj.). *Kurthoi shalqiri.*

KURRË *ndajf.* 1. Asnjëherë, në asnjë kohë, në asnjë rast, në asnjë rrethanë. *Me shumë se kurrë. Si kurrë ndonjëherë. Me i forte se kurrë. O tani o kurrë! Nuk ka ndodhur kurrë. Kurrë nuk do të vijë! Me mirë vonë se kurrë. fj. u. Mos të qaftë syri kurrë! ur.*

*2.* Ndonjëherë. *A ke parë kurrë ti ujk? A ke hipur kurrë në vapor?*

Çmos kurrë *shih te* CMOS. Kurrën e kurrës asnjëherë e në asnjë mënyrë (me kuptim të përforcuar).

KURRFARË *pakuf.* As edhe pak, as edhe një, asnjë; asnjë lloj; asgjë. *Pa kurrfarë të drejte. Pa kurrfarë gablmi. Pa kurrfarë dyshimi. Pa kurrfarë shpërblimi. S'ka kurrfarë dyshimi se...*

KURRGJË *pakuf.* 1. Asgjë, asnjë send a asnjë gjë; hiç, fargjë. *Kurrgjë tjetër. Kurrgjë me rëndësi. S'kam kurrgjë. Nuk pyet për kurrgjë.*
2. Diçka pa rëndësi a pa vlerë të madhe, asgjë. *U zunë për kurrgjë. Atë s'e ka për kurrgjë.*
KURRILLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog shteg-tar, me trup të madh e me pendë të përhime, me këmbë të gjata e me qafë të gjatë si të lejlekut dhe me sqep të shkurtër. *Tufë kurrillash. FIuturojnë (shtegtojnë) kurrillat.*
KURRIZ,~I *m.* 1. Pjesa e prapme e triipit të nje-riut që nga qafa e supet deri te mesi; pjesa e sipërme e trupit të kafshës gjatë shtyllës kurrizore deri te vi-thet; shpinë. *Me kurriz të drejtë (të kërrusur). Shtrirë*
*në kurriz. Me duar pas kurrizit. Kruaj (fërkoj) kurrizin. Përkul (drejtoj) kurrizin. I ktheu kurrizin. I ra në kurriz. E marr në kurriz.*
*2. bised.* Shtylla kurrizore. *Palca e kurrizit. Rruazat e kurrizit.*
3. Gungë që i del njeriut në shpinë; kjo pjesë e trupit, e kërrusur nga pleqëria, nga një sëmundje etj. *Piak me kurriz. Ka kurriz.*
4. Trina e dorës a e këmbës, shpinë; ana e sipërme e hundës së njeriut; kjo pjesë e hundës e dale dhe e kthyer me shumë se zakonisht. *Kurrizi i këmbës. Hun-dë me kurriz. I ra (e qëlloi) me kurrizin e dorës.*
5. *shih* SHPINË,~A 3. *Kurrizi i karriges (i koll-tukut).*
6. Pjesa e pasme e një veshjeje të sipërme, që mbu-lon trupin nga shpatullat e poshtë, shpinë. *Kurrizi i trikos (i bluzës). Kurrizi i palltos. Pres kurrizin. Pu-noj kurrizin me shtiza.*
7. *shih* SHPINË,~A 5. *Kurrizi i shkollës. Në kurriz të shtëpisë.*
8. Majë e zgjatur e një mali a vargmali; kreshta e një mali a e një kodre. *Kurrizi i Dajtit. Mai me kurriz të gjerë (të ngushtë).*
9. *bujq.* Pjesa e ngritur e dheut në mes të lehës në are, që ka trajtën e shpinës së peshkut. *E punojnë token me kurriz.*
10. *fig. shih* SHPINË,~A 9. *ka hequr mbi kurriz. Bie (rëndon) në kurrizin e tij. E kam unë në kurriz.*
11. *me parafjalën* në. Në dë'm të dikujt a të diçkaje. *E bëri në kurriz të të tjerëve. Nuk duhet bërë në kurriz të dlësisë. Sorollatjet shkojnë në kurriz të kohës së punës.*
*-k* Bark e kurriz *shih te* BARK,~U. Ra në kurriz qeshi shumë, u shkri së qeshuri, u gajas së qeshuri. I fërkon kurrizin (krahët, shpatullat, shpi-nën, zverkun) *dikujt shih te* FËRKOJ. I ha (i kru-het) kurrizi (shpina) *dikujt* a) e kërkon sherrin yetë; b) bëhet shkaktar vetë që ta qortojnë e ta go-dasin. I hipi në kurriz (në shpinë) *dikujt shih te* SHPINË,~A. E hedh pas (prapa) kurrizit (krahëve, shpinës) *diçka shih te* KRAH,~U. Iu këput (i ra) kurrizi punoi shumë e u lodh së tepërmi, u këput. Nuk e kërrus (nuk e ul, nuk e përkul) kurrizin (shpinën) edhe *poh. shih te* KËRRUS. I ktheu (i solli) kurrizin (krahët, shpinën) *shih te* KTHEJ. Me kurriz (me shpinë) ulur *shih tele* ULUR. la la në kurriz (në shpinë) *diçka* ia la dikujt ta bëjë vetëm një punë a një detyrë që duhej ta bënin bashkë, ia vari atij. Nuk ia mban kurrizi (shpina) edhe *poh. shih te* MBAJ. Ia ndreqi (ia rregulloi, ia ujdisi) kurrizin (shpinën, samarin, bë-rroren) *dikujt shih te* NDREQ. Rronte në kurriz (në shpinë) *të dikujt* nuk punonte vetë e rronte me mundin e djersën e dikujt tjetër. Me vajti buka prapa (pas) kurrizit *shih te* BUKË,~A. Kur të shohë kurrizin (shpatullat, veshët, zverkun, qafën)! *shih te* SHOH. E shtroi (e uli) kurrizin (qafën) *përb. shih te* SHTROJ. Ia zbuti kurrizin (shpinën, brinjët) *keq. shih te* ZBUT. Ia bëri kurrizin qull *dikujt shih te* QULL,~I. Nuk e ka trastën në kurriz nuk vuan. nuk i ndien vështirësitë, s'ka nevojë të kërkojë gjë. Luan stricë në kurriz *të dikujt shih te* STRICË,~A. Mëngë në mes të kurrizit *shih te* MËNGË,~A. Iu ngjit barlcu me kurrizin (pas shpinë) *shih te* BARK,~U. Me vajti barku prapa (në kurriz) *shih te* BARK,~U. Nuk ia ka zënë trari kurrizin *dikujt shih tekTRA*~RI. Barkun petë, por kurrizin (shpatullat) drejt *shih te* SHPATULL,~A. la bëri kurrizin (shpinën) më të butë se barkun *keq.* e rrahu shumë, e zhdëpi në dru. Kthen kurrizin (shpinën, krahët, gëzofiii, gunën) nga fryn era *shih te* KTHEJ. Ka lëkurën e ujkut në kurriz (në shpinë) *shih tek* UJK,~U. I nguli (i futi) thikën prapa kurrizit (pas shpine) veproi a bëri diçka me pabesi, e tradhtoi dike, ia punoi më të pabesë. Palca e kurrizit (e shtyllës kurrizore) *anat. shih te* PALCË,~A. Peshku i kurrizit *anat.* shtylla kurrizore. Shtylla e kurrizit *anat.* shtylla kurrizore.
KURRIZBRESHKË *mb., përçm.* Që e ka kurrizin të përkulur dhe të dale si të breshkës. *Shtrigë kurriz-breshkë.*
KURRIZDALË *mb.* Që e ka kurrizin të dale (nga pleqëria, nga një sëmundje etj.); gungaç.
KURRIZE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Thelë a cope mishi nga pjesa e kurrizit. *Poqëm ca kurrize. I dha një kurrize.*
KURRIZEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me del ku-rrizi; bëhem kurrizdalë (nga pleqëria, nga një sëmundje etj.); kërrusem, gërmuqem. *U kurriz fare.*
KURRIZGJATË *mb.* Që e ka kurrizin të gjatë.
KURRIZGJERË *mb.* Që e ka kurrizin të gjerë e të mbushur.
KURRIZO *mb.* 1. Kurrizdalë; gungaç. 2. " *em.* ~, ~JA *m. sh.* ~, ~T. Njeri me gungë në kurriz; njeri me kurriz të dale.
KURRIZOR,~E *mb.* 1. Që i përket kurrizit, i kurrizit; që gjendet në kurriz ose në shtyllën e kurrizit (të njeriut a të kafshës). *Pjesa kurrizore. Palca kurrizore.*
2. Që ka shtyllë kurrizore. *Kafshë kurrizore.*
3. I përkulur dhe i dale si kurriz, me kurriz; i mysët. *Qelq kurrizor. Sipërfaqe kurrizore.*
• Shtylla kurrizore *anat. shih te* SHTY-LLË,~A.
KURRIZORE, ~T *m. vet. sh. zool.* Grup i madh kafshësh që kanë skelet e shtyllë kurrizore (ku hyjnë gjitarët, shpendët, peshqit, rrëshqanorët, amfibët); kërbishtorët.
KURRKAH *ndajf.* Në asnjë vend, kurrkund. *Se kam parë kurrkah. S"e gjen kurrkah.*
KURRKËND *pakuf. kallëz, e* KURRKUSH. *Nuk pashë kurrkënd.*
KURRKUJT *pakuf. dhan. e rrjedh. e* KURRKUSH. *Nuk i tha kurrkujt.*
KURRKUND *ndajf.* Asgjëkundi, në asnjë vend, askund. *Nuk duket (nuk shihet) kurrkund. Nuk kemi dale kurrkund. S'e kam parë kurrkund.*
•*k* S'2shtë kurrkund a) ka mbetur shumë prapa në plotësimin e një detyre, është shumë larg nga ajo që duhet të arrijë; b) nuk është fare në vete.
KURRKUSH *(gjin.* i,e KURRKUJT; *dhan., rrjedh.* KURRKUJT; *kallëz.* KURRKËND) *pakuf.* As edhe një

njeri, askush, asnjeri. *Kurrkush nuk e dinte. Nuk erdhi kurrkush. Nuk ishte kurrkush. Nuk foli kurrkush.*

KURRQYSH *ndajf.* Aspak, as edhe një çikë, fare;
në asnjë mënyrë, kurrsesi. *Nuk e kuptoj kurrqysh. Nuk është në rregull kurrqysh. Nuk përgjigjet (nuk flet) kurrqysh.*

KURRSESI *ndajf,* Në asnjë mënyrë, në asnjë rre-thanë, në asnjë rast. *Nuk kuptohet kurrsesi. Nuk pranoi kurrsesi. Nuk lejohet kurrsesi!*

KUSAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri që vjedh, plaçkit e grabit me dhunë; vjedhës, hajdut. *Kusar deti* pirat. *Çetë kusarësh. Çerdhe (fole, shtrofkë) kusarësh. Ra në duart e kusarëve. Kusar i kusar it s'i vjedh dot. fj. u. Vë kusarin të ruajë shtëpinë. fj. u.*

*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.

• Kusar (hajdut) me çizme *shih te* ÇIZME,~JA.

KUSARI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët kusar, veprime e sjellje prej kusari; grabitje. *Merrej me ku-sari.*

2. *përmb.* Grup kusarësh; tërësia e kusarëve, ku-sarët.

KUSARISHT *ndajf.* Ashtu siç ben e sillet kusari, si kusar; vjedhurazi, hajdutçe. *hyri në shtëpi kusa-risht. E mori kusarisht.*

KUSAROHEM *vetv.* Bëhem kusar, filloj të merrem me kusari.

KUSAROJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. Vjedh, plaçkit e grabit me dhunë, merrem me kusari, rroj me kusari. *Kusaroi dy vjet.*

KUSI,~A . *sh.* ~, ~TË. Enë e rrumbullakët dhe e thellë, zakonisht prej bakri, me fund të sheshtë, me një dorezë si të kovës, që përdoret për të ngrohUr ujë, për të mjelë bagëtinë, për të zier gjellë, rroba etj.; rrethje. *Kusi e vogël (e madhe). Kusi për qumësht (për rroba). Vë kusinë në zjarr.*

*it* Bytha e kusisë *shar.* shumë i zi. S'ka gjë në kusi është shumë i varfër. Kusia mbi prush, thëllëza në fushë *fj. u.* peshku në det, tigani në zjarr. Lepuri në mal e val" (kusia) në zjarr *fj. u. shih te* L,EPUR,~I.

KUSKUTË,~A . *bot.* Helmëz.

KUSUR,~I *m. sh.* ~E ~ET. 1. Të holla që i kthe-hen dikujt nga shitësi, kur ky blen diçka, e cila kushton me pak sesa paratë që i jep ai shitësit; mbetja nga një shumë të hollash; mbetje. *ktheu (i dha) ku-surin. Mori (kërkoi) kusurin.*

2. *bised.* Pjesa që mbetet nga një tërësi a nga një grup sendesh ose frymorësh; pjesa që mbetet nga një kohë. *Disa ikën, kusuri ndenjën. Unë po marr pjesën time, kusurin merre ti. Kusurin e kohës e për dor për të lexuar.*

3. *bised.* Diçka e padëshirueshme dhe e mërzitsh-me, që sjell shqetësim e telashe për dike, bela, tak-sirat; hail. *Kusur e ka. E zuri kusuri. Nuk mbaroheshin kusuret. Ç'kusur e kam unë!* pse të marr përsipër një bela që nuk me përket!

4. *bised.* E metë, mungesë; huq, ves; gabim, faj, gjynah. *Njeri me kusure. Ka vetëm një kusur. Ka edhe ai kusuret e veta. Ia falën kusuret. E kreu punën pa asnjë kusur. Kusur s'i la.*

5. *përd. ndajf.* E me shumë, e ca. *Tridhjetë e kusur vjeç. Njëzet e kusur vjet me pare.*

•*k* S'la kusur bëri gjithçka mund të bëhej për një punë, i bëri të gjitha përpjekjet e mundshme, s'la gjë pa bërë. Nuk i la kusur *dikujt* s'i la gjë pa thënë, ia numëroi të gjitha.KUSUREMADH,~E *mb. bised.* 1. Që ka halle e telashe të mëdha mbi kokë, që i kanë rënë shumë fat-keqësi, hallemadh. *Njeri kusuremadh. Grua kusure-madhe.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *U plak kusuremadhi.*

KUSURESHUMË *mb.* Që i kanë rënë shumë halle e telashe mbi kokë; kusuremadh; i shumëvuajtur.

KUSH *(gjin.* i,e KUJT; *dhan., rrjedh.* KUJT; *kallëz.* KË) *përem.* 1. *pyet.* Përdoret në fjalitë pyetëse për të pyetur në mënyrë të drejtpërdrejtë ose të tërthortë për një njeri; cili. *Kush është? Kush të pyeti? Kush të tha? Kush e bëri? Kush e pa? Kush i foli? Kush i ra? kush e prishi? Kush e di? E pe kush erdhi? Ta tha kush e\ dërgoi? Nuk e mori vesh kush ishte.*

2. *pyet.* Përdoret në pyetjet retorike që nënkup-tbjnë një përgjigje mohuese; përdoret në pyetjet retorike që nënkuptojnë si përgjigje "të gjithë", "kush-do"; cili. *E kush e do atë! E kush nuk e di! E kush nuk* e! *ka marrë vesh! E kush nuk e ka parë (nuk e ka dë-g'juar)! E kush nuk erdhi aty! E kush nuk e njeh atë!*

3. *pyet.* Përdoret për të pyetur për punën a detyrën e; një njeriu në marrëdhënie më të tjerët; ç'. *E kush je ti këtu ?*

4. *pakuf.* Përdoret (zakonisht me pjesëzën ja me kuptim dëftor) për të dalluar një njeri dhe për ta ve-çuar nga të tjerët; cili. *Ja kush qenka! Ja kush paska ardhur! Ja kush e ndaloka!*

5. *pakuf.* Përdoret me kuptim veçues, duke u për-s|ëritur në krye të gjymtyrëve të njëjta të një fjalie rise në krye të fjalive të bashkërenditura; dik,ush... dikush..., njëri... njëri... *V shpërndanë kush andej e kush këtej. Kush me shumë ë kush me pak* të gjithë nga pak, të gjithë. *Kush me përpara e kush me prapa. Kush sot e kush nesër. Kush lexonte e kush shkruante.*

*6. pakuf., lidh.* Përdoret për të treguar një frymor të pacaktuar, me kuptimin "ai që". *Le ta marrë kush të dojë. Puno me kë të duash. Merre prej kujt të duash. Mori kush mundi. Kush punon, ha. fj. u. Kush s'ka mend, ka këmbë. fj. u. Kush bën, pëson. fj. u. Kush të rrojë, do të shikojë. fj. u. Kush kërkon, gjen. fj. u.*

7. *pakuf.* Asnjë, asnjë njeri, askush, kurrkush. *Atë s'e do kush. S'ka kush e mohon.*

8. *pakuf.* Secili, çdonjëri (e përsëritur me lidhëzën e me nuanca përforcuese). *Kush e kush me pare. Kush e kush të fliste.*

KUSHANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. Kusi që varet rië vargorin e oxhakut për të zier gjellë a për të ngrohur ujë; kusi.

KUSHDO *(gjin.* i,e KUJTDO; *dhan., rrjedh.* KUJT-DO; *kallëz.* KËDO) *pakuf.* 1. Çdo njeri (pa dallim), gjithësecili (i marrë veças nga ata që bëjnë pjesë në një grup me të); gjithkush; cilido, cilidoqoftë. *Kushdo qoftë. Le të vijë kushdo. Le t'ia thotë kujtdo. Kushdo që vjen. E di me mirë se kushdo. Ka të drejtë kushdo. Le të niset me këdo.*

2. Secili. *Kushdo nga djemtë (nga vajzat).*

KUSHEDI *ndajf.* 1. *fj. ndërm.* Mbase, ndoshta, mundet. *Mbledhja, kushedi, bëhet nesër. Merre, ku-shedi, të duhet. Kushedi, mund të vijë. Kushedi, rribase e pranon. Ndofta i mbushet mendja, kushedi.*

2. *përd. pj.* Përdoret për të shprehur dyshim, mos-
besim a pasiguri, me kuptimin "vallë, pse vallë, për çfarë arsye". *Kushedi pse s'erdhi. Kushedi pse iku. Kushedi pse i mbeti qejfi. Kushedi si do të jetë.*

3. Përdoret kur flasim për diçka që nuk dihet me përpikëri, është e papërcaktuar, e dyshimtë ose për diçka që nuk e njohim nga afër; s'dihet. *Kushedi (se) ku është.*

*Kushedi ku e ka fshehur. Kushedi me kë është takuar. Kushedi se ç"mendon ai. Kushedi ku i vete mendja. Kushedi kur ka ndodhur. Kushedi si do t'i vejë halli. Kushedi si do të marrë puna.*
4. Përdoret kur flasim për diçka të papërcaktuar, që është më e madhe, më e mirë etj. nga ç'kujtonim, në kuptimin "shumë, fort shumë, pa masë". *Kushedi (se) kur* shumë kohë me pare, dikur. *Kushedi (se) sa i ka dhënë* i ka dhënë shumë, pa masë. *Kushedi (se) sa ka qarë* ka qarë shumë. *Kushedi (se) sa e ka pritur* e ka pritur shumë. *Kushedi (se) sa i bukur u be* u be shumë i bukur. *Kushedi (se) sa i ka dhembur* i ka dhembur shumë. *Kushedi (se) sa vjet vajtën* vajtën shumë vjet. *Kushedi (se) sa e mërziti* e mërziti shumë.
5. *kryes. iron.* Përdoret kur flasim për diçka që nuk del ose nuk është në të vërtetë aq e madhe, aq e mirë etj. sa pandehet ose sa thuhet. *Kushedi se ç'na tha! Kushedi se ç'kujton! Kushedi se ?bëri! Kushedi (se) çfarë! Kujton kushedi se ç'është!*
KUSHËRI,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. I. Djali i xhaxhait, i dajës, i tezes a i hallës ose secili nga fëmijët a pasardhësit e tij kundrejt meje ose kundrejt fëmijëve të mi. *Kushëri i parë (i dytë). Kushëri i largët (i afërt). Kushërinjtë nga nëna. E kam kushëri. Jemi kushërinj. Ka shumë kushërinj.*
2. në *sh.* Bij e bija ose radhë breznish që rrjedhin nga një stërgjysh i përbashkët; tërësia e Tamiljeve që janë të një barku a të një gjaku, gjak e gjëri, farefis. *U mblodhën të gjithë kushërinjtë.*
KUSHËRINl,~A . 1. *përmb.* Tërësia e kushërinj-ve, kushërinjtë. *Erdhi (u mblodh) kushërinia.*
2. Të qenët kushëri me dike, lidhja ndërmjet ku-shërinjve. *Kushërinia është si vëllazëria.*
KUSHËRIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vajza e xhaxhait, e dajës, e tezes a e hallës ose secili nga fëmijët a pasardhësit e saj kundrejt meje ose kundrejt fëmijëve të mi. *Kushërirë e parë (e dytë). E kam ku-shërirë. Shkoi te kushërirat.*
KUSHINETË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Pjesë makine, e përbërë nga dy rrathë çeliku të petëzuar, të vendosur njëri brenda tjetrit, me disa saçma të lëvizshme në mes tyre, që shërben për të lehtësuar rrotullimin e pjesëve të tjera të makinës. *Kushinetë e vogël (e madhe). Prodhimi i kushinetave. Lyej ku-shinetën me vaj.*
KUSHT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Rrethanë a gjendje e domosdoshme, nga e cila varet qenia e diçkaje ose zhvillimi i saj; ajo që duhet të jetë a duhet të ndodhë patjetër përpara diçkaje, pa të cilën kjo nuk mund të lindë ose nuk mund të zhvillohet. *Kusht i ne-vojshëm (i domosdoshëm). Janë pjekur kushtet.*
*1. kryes. sh.* Rrethanat, në të cilat jeton njeriu ose ndodhet, kryhet a zhvillohet diçka; gjendje, zakonisht kalimtare, nga varet veprimtaria e një qe-nieje. *Kushtet shoqërore (ekonomike, politike). Kushtet konkrete. Kushtet natyrore (gjeografike). Kushte të përshtatshme (të mira, të këqija). Jetonte (punonte) në kushte të vështira. Përmirësohen kushtet e jetesës.*3. Kërkesë që paraqit një njeri a njëra pale (shtet, ndërmarrje etj.) për të arritur një marrëveshje; pika e marrëveshjes ku shënohet detyrimi që ka njëri kun-drejt tjetrit; detyrimi që merr përsipër secila pale. *Kushti i parë (i dytë, itretë). Kushtet e armëpushimit. Parashtroi (paraqiti) kushtet. Nuk i pranoi kushtet. Kapitulloi pa kushte* u dorëzua, duke ia lens fituesit të vendosë për gjithçka. *Dënim me kusht. drejt.* dënim që i jepet dikujt, kur shkalla e rrezikshmërisë së tij shoqërore është e ulët dhe nuk është nevoja që i dë-nuari të veçohet ose të riedukohet.
4. Kërkesë e domosdoshme për të qenë diku, për t'u zgjedhur diku a për t'i besuar dikujt një detyrë me përgjegjësi; *kryes. sh.* rrethana që lehtësojnë a plotësojnë kërkesën për diçka. *Kushti kryesor. Nuk i ka kushtet. I ka të gjitha kushtet. I plotëson kushtet. I mungojnë kushtet e duhura.*
5. Bast ndërmjet dy a me shumë vetave. *E bënë me kusht. Vunë kusht. U lidhën me kusht.*
6. *fet., vjet.* Premtim që i jepej një hyjnie kundrejt një të mire që i kërkohej, kushtim. *Bëri një kusht.*
*k* Me çdo kusht me çdo mënyrë, pa tjetër, medoe-mos. Me kusht që... *lidh.* në qoftë se... po qe se...
KUSHTETIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KUSHTETOJ, KUSHTETOHET. *Kushtetimi i republikës.*
KUSHTETOHET. *Pës. e* KUSHTETOJ.
KUSHTETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vendos me kushtetutë, shpall me kushtetutë.
KUSHTETOR,~E *mb.* Kushtetues.
KUSHTETUES,~E *mb.* 1. Që shpallet me kushtetutë, që e përmban kushtetuta; që është në për-puthje me kushtetutën, që bazohet në kushtetutën. *E drejta kushtetuese. Garanci kushtetuese. Shtet kushtetues. Monarki kushtetuese* regjim shtetëror, ku pushteti i monarkut është i kufizuar nga kushtetuta.
2. Që miraton kushtetutën e një vendi; ligjvënës. *Asambleja Kushtetuese. Kuvendi Kushtetues. Kongresi kushtetues* kongres që miraton normat themelore për krijimin e një organizate, partie a shoqate.
KUSHTETUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ligji the-melor i një shteti, që përcakton rendin politik dhe ekonomik e shoqëror të tij, sistemin e zgjedhjeve, organet e larta dhe lokale të pushtetit shtetëror e të administratës shtetërore, organizimin e mbrojtjes së vendit e të forcave të armatosura, të gjykatave e të prokurorisë si edhe të drejtat e detyrat themelore të shtetasve. *Kushtetuta e re. Kushtetuta e Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë. Kushtetutë borgjeze. Shpallja e kushtetutës. Miratimi i kushtetutës.*
KUSHTËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KUSHTËZOJ, KUSHTËZO-
HET. *Kushtëzimi i suksesit.*
KUSHTËZOHET *vetv.* Varet nga disa kushte a rrethana të caktuara, varet nga diçka tjetër; vjen si pasojë e diçkaje tjetër. *Kushtëzohet nga gjendja po-litike (ekonomike).*
KUSHTËZON *kal.,* ~OI, ~UAR. Shërben si kusht, nga i cili varet zhvillimi i diçkaje, është si kusht për diçka. *Puna kushtëzon suksesin.*
KUSHTËZUAR (i,e) *mb.* Që varet nga disa kushte a rrethana të caktuara, që lidhet a ndërthuret me diçka
tjetër ose varet nga diçka tjetër dhe vjen si pasojë e saj. *Punë e kushtëzuar. Dukuri (shfaqje) të kushtëzuara. Refleks i kushtëzuar. psikol.*
KUSHTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KUSHTOJ, KUSHTOHEM.
2. Shkrim i shkurtër në fillim të një vepre letrare, shkencore etj., ku autori thotë se kujt ia ka kushtuar veprën. *Vepër me kushtim.*

KUSHTOHEM *vetv. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanorej.* 1. Jepem më të gjitha forcat e mundësitë pas një pune a pas një detyre, i vihem një pune a detyre e punoj me zell të madh për një kohë të gjatë; jap jetën, flijohem. *Iu kushtua shkencës (artit).*
2. *vet. vela III.* Organizohet e bëhet për nder a për kujtim të dikujt (të një heroi etj.) a të diçkaje (të një ngjarjeje të rëndësishme etj.); zhvillohet për një problem ose temë të caktuar. *Monumenti u kushtohet dëshmorëve. Konferenca iu kushtua Luftës Nation!-çlirimtare. Sesioni shkencor iu kushtua Naimit.*
3. *Pës. e* KUSHTOJ $_2$,3-
KUSHTOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* 1. Vë gjithçka në shërbim të dikujt ose të diçkaje, bëj një punë a zhvilloj një veprimtari me zell të madh, duke vënë të gjitha fuqitë e mia; jap çdo gjë, deri edhe jetën, për të mbrojtur interesat e Partisë, të popullit, të Atdheut a një ideal të lartë, bëj fli. *Gjithë jetën ia kushtoi Partisë (popullit, Atdheutj. la kushtoi veten revolucionit.*
2. Bëj një vepër letrare, artistike, shkencore etj. për kujtim të dikujt a të diçkaje ose në shenjë dashurie e nderimi për dike, duke vënë mbi të edhe një shkrim të shkurtër. *la kushtoi Atdheut (Partisë). Vjershën ia kushtoi heroit. la kushtoj nënës sime.*
3. Tregoj kujdes, vëmendje etj. për diçka; i jap rëndësi diçkaje. *kushton kujdes punës (mësimit). Nuk i kushtoi vëmendjen e duhur.*
KUSHTON *jokal.* dhe *kal,* ~OI, ~UAR. 1. Ka
një çmim të caktuar kur shitet (për një send a për një mall); vlen, bën. *Kushton lire (shtrenjtë). Kushton pak (shumë). Sa kushton?*
2. Kërkon që të harxhohen shumë të holla, të për-doren shumë mjete etj.; vete. *Udhëtimi na kushtoi shumë. Dasma i kushtoi shtrenjt. Shtëpia u kushtoi pak.*
3. *fig.* Do, kërkon; sjell shumë mundime, kërkon përpjekje etj. *Na kushtoi shtrenjtë (shumë).*
KUSHTOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që lidh një fjali të varur, e cila tregon kushtin e kryerjes së një veprimi, me fjalinë drejtuese që shpreh këtë veprim (për li-dhëzat në, në qoftë se, në se, në është se, në rast se, po qe se, sikur, me kusht që, mjaft që, kur etj.). *Lidhëz kushtore.*
2. Që lidhet me lidhëza të tilla dhe tregon kushtin e kryerjes së veprimit të shprehur në fjalinë drejtuese (për fjalitë). *Fjali kushtore.*
• Mënyra kushtore një nga mënyrat e zgjedhimit të foljeve në gjuhën shqipe, e cila tregon se veprimi kryhet duke qenë i lidhur me një kusht.
KUSHTORE,~JA . *gjuh.* Mënyra kushtore.
KUSHTRIM,~I *m.* Thirrje që i bëhet popullit në kohë lufte për të rrëmbyer armët kundër armikut;thirrje që u bën dikush shokëve, fqihjëve etj. për të përballuar një rrezik të papritur. *Kushtrimi për liri. Dha (lëshoi) kushtrimin. Dëgjohej kushtrimi.*
KUSHTRIMDHËNËS,~E *mb.* Që jep kushtrimin; që shërben si kushtrim.
KUSHTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka
vlerë të madhe, që vlen shumë; që ka çmim të lartë, shumë i shtrenjtë; i çmuar. *Unazë e kushtueshme. Gur i kushtueshëm. Sende (gjëra) të kushtueshme. Rroba (veshje) të kushtueshme.*
2. Që kërkon shumë harxhime; që kërkon shumë punë e mjete. *Dasmë e kushtueshme. Ndërtim i kushtueshëm.*
KUT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Njësi për të matur gjatësinë, e barabartë me 64 ose me 80 centi-metra. *Matnin pëlhurën me kut. Bleu tetë kute basmë.*
*2.* Pjesa e krahut nga bërryli deri te gishtërinjtë; masë gjatësie sa kjo pjesë e krahut (për litarë etj.). *Llëra dhe kuti.*
3. Me i gjati nga të dy shkopinjtë në lojën cingël-thi. *Gjuaj me kut.*
•*k* Nuk i doli në kut nuk i doli ashtu siç e kishte pa-rashikuar (një punë, një llogari etj.). Nuk e nxori në kut nuk ia doli mbanë, nuk e përfundoi dot mbarë (një punë). Nuk me hyn në qese (në trastë, në kut) *diçka shih te* HYJ. E mat me kutin e vet e vlerëson diçka sipas mundësive e aftësive të veta, sipas pikë-pamjeve të veta ose ashtu si i vjen mirë a i pëlqen atij.
KUTl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Arkë shumë e vogël prej druri, prej kartoni, prej metali a prej ndonjë lënde tjetër, në trajta të ndryshme e zakonisht me kapak, e cila shërben për të mbajtur sende të ndryshme. *Kuti e rrumbullakët (katërkëndëshe). Kuti e madhe (e vogël). Kuti druri (metali, sermi). Kuti duhani. Kuti cigaresh. Kutia e lugëve* farashkë. *Kuti pudre. Kuti sheqeri (kafeje, kripe). Kuti boje (bojërash). Kutia e postës* arkëz e metaltë, me dy të çara anash, ku hidhen letrat ose kartolinat që dërgohen me postë. *Kutia e votimit* arkëz druri e mbyllur mirë, me një të çarë përsipër, ku zgjedhësit hedhin votat. *Kutia e ndihmës së shpejtë. Kapaku i kutisë. Hap (mbyll) ku-tinë. E futi në kuti. E nxjerr nga kutia. E ka gojën si kuti* e ka gojën të vogël e të bukur.
2. Enë e metaltë, e mbyllur mirë, ku ruhen ushqime të gatshme që të mos prishen për një kohë të gjatë. *Kuti mishi (peshku, qumështi). Hapi kutinë. Bleu pesë kuti qumësht.*
3. Katror i vizatuar ose i gdhendur në fletore, në rrobë, në dërrasë etj. *Fletore me kuti. Bluzë me kuti. Derë (tavan) me kuti. Shkruaj në kuti.*
•*k* I mbyllur në kuti *keq.* i veçuar nga të tjerët, i ndarë (për njerëzit që nuk përzihen më të tjerët e shikojnë vetëm punën e tyre). Kutia e shpejtë s i s ë *tek.* mekanizëm i përbërë prej disa rrotash të dhëmbëzuara, që shërben për ndryshimin e shpej-tësisë ose të lëvizjes në automobilat, në traktorët etj.
KUTIÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT dhe KUTIZË.
~A. *sh* ~A, ~AT. *Zvog. e* KUTI,~A. *Stof ( bluzë j me kutiçka.*
KUTI-KUTI *mb.* Me katrorë, me shumë kuti; me kuti. *Stof (kostum) kuti-kuti.*
KUTRULI,~A. 1. Lloj gruri pa hala, që bën kokrra
si të rrumbullakëta e të bardha; mielli i këtij gruri, që është shumë i mirë për t'u tëhollur. *Pete (byrek, lakror) me kutruli.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Grurë kutruli. Miell kutruli.*
KUTULISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Havan
që shërben për të shtypur hudhra, arra etj.; shtypësi i havanit. *Shtyp në kutulishte.*
KUTULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Masë drithi prej gjashtë okësh, dume misri. *Mori tri kutulla miser.*
KUTULLAÇ *ndajf.* Në trajtë rrotullameje, si rreth, kokorreth. *Ishte mbledhur kutullaç.*
KUTURl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Mendim i guxim-shëm, i bazuar në të dhëna jo shumë të sigurta; ha-mendje. *E them me kuturi.*

2. Guxim i pathemeltë që mund të sjellë pasoja jo të mira. *E bëri me kuturi.*
KUTURIMTHI *ndajf.* 1. Me hamendje, siç ma merr mendja; me përafërsi. *Shkoi kuturimthi. E gjeti shtë-pinë kuturimthi.*
2. Me një guxim të pathemeltë, që mund të sjellë pasoja jo të mira, me guxim të tepruar, me kuturi.
KUTURIS *jokal.,* ~A, ~UR. Vendos me në fund të bëj diçka, pa qenë shumë i sigurt nëse do ta çoj deri në fund; filloj të bëj diçka me një guxim të pathemeltë që mund të me sjellë pasoja jo të mira, veproj me guxim të tepruar. *Kam kuturisur të shkoj. Nuk kuturis dot. U mendua dhe kuturisi. Nuk kuturis t'i flasë (ta ndalojë). Kuturisi dhe u nis.*
KUTURISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes KUTURIS.
2. Vendim i guximshëm që merr dikush për të bërë një punë a diçka tjetër, pa qenë i sigurt nëse e për-ballon dot a nëse mund ta çojë atë deri në fund.
KUTURISUR (i,e) *mb.* Që vendos të bëjë diçka me një guxim të pathemeltë, i cili mund të sjellë pasoja jo të mira, që ka një guxim të tepruar. *Njeri j kuturisur. Dukej (ishte) i kuturisur.*
KUTURU *ndajf. 1.* Pa e numëruar, pa e peshuar e pa e zgjedhur; toptan. *bleu (i mori) kuturu.*
*2.* Me hamendje, pa të dhëna të përpikta e të sigurta. *Vepron kuturu.*
3. Pa një drejtim të caktuar, pa e ditur se ku. *Ecte kuturu. Shtiu (qëlloi) kuturu.*
4. Në erë, në tym; kot. *Flet (ia fut) kuturu.*
KUVAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lëmsh spangoje.
*Kuvar i madh (i vogël).*
*2.* Rrotë me penj pa masur. *Dy kuvarë penj.* KUVARE,~T. *vet. sh. gjell.* Dollma me lakërarme.
KUVARISTËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT. 1. R$_{ro}$-
tëz me pe për qëndisje; pe për qëndisje i mbësh-tjellë në një gyp prej kartoni. *Kuvaristër e bardhë (e kuqe, e verdhë). Qëndis me kuvaristër.*
2. Masur me fije leshi ose pambuku në fabrikat e tekstilit.
KUVEND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Bisedë e shtruar që bëhet për dike a për diçka; bisedim; fjalë. *Kuvend i gjatë. Hyri (ra) në kuvend. Zë (hap, mbyll) kuvendin. Bëj kuvend* kuvendoj, bisedoj. *Lidh kuvendin medike* lidh fjalën. *As fjalë as kuvend. E kemi bëri me kuvend,*
*2. vjet.* Mbledhje ku merrnin pjesë burrat për të shqyrtuar e për të zgjidhur çështje të rëndësishme të krahinës, të fshatit a të fisit të tyre; *përmb.* të gjith4 ata që merrnin pjesë në këtë mbledhje. *Kuvendi i bur rave. U mblodh kuvendi. E shtruan në kuvend. E vendosi kuvendi.*
3. Mbledhje e gjerë e popullit, ku rrihen e shkëm-behen lirisht mendimet për probleme të rëndësishme politike e shoqërore; *përmb.* të gjithë ata që marrin pjesë në një mbledhje të tillë. *Kuvend historik. Kuvendi i malësisë. Kuvendi i grave. U mblodhën në kuvend. Foli në kuvend.*
4. Mbledhje e gjerë për një problem të rëndësi-shëm të një fushe të caktuar të veprimtarisë shoqërore, shkencore etj. *Kuvend shkencor. Kuvend pune. Kuvendi i studimeve Hire.*
5. *fet.* Vendi a ndërtesa ku banojnë murgjit e një urdhri fetar katolik (në vendet ku vepron kisha ka-tolike). *Kuvendi i françeskanlve.*
• Kuvendi Popullor organi me i lartë i pushtetit shtetëror në Republikën Popullore Socia-liste të Shqipërisë, mbajtës i sovranitetit të popullit dhe të shtetit dhe i vet mi organ ligjvënës; mbledhja e p(Srfaqësuesve të popullit të zgjedhur në këtë organ; ndërtesa ku mblidhet e zhvillon veprimtarinë e vet ky organ. S'ha kuvend *dikush* nuk flitdt dot me të, nuk i dëgjon fjalët e të tjerëve, nuk merr vesh, nuk bin-det. Kuvend lajthlsh *keg. shth te* LAJTHI, ~A. S'rrl në kuvend *dikush* nuk e mban fjalën. Shtrohem në kuvend *me dike shin te* SHTROHEM. Kështu e patëm kuvendln kështu i patëm fjalët. Slpas vend It bfhet kuvendi *fj. u.* duhet vepruar në përshtatje me rrethanat a me vendin ku ndodhesh.
KUVEND *jokat.* dhe *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Ku-vendoj.
KUVENDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merr pjesë në një kuvend; anëtar i kuvendit të burrave. *U mblodhën kuvendarët.*
KUVENDAR,~E *mb.* 1. Që është i gojës, që di ta mbajë bisedën të gjallë, bisedar; që di të kuvendojë. *Burrë (plak, djalë) kuvendar.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Kuvendar i madh.*
KUVENDËMBËL *mb.* Që kuvendon mirë dhe shtruar, që nxjerr nga goja gjithnjë fjalë të ëmbla; gojëmbël.
KUVENDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve KUVENDOJ, KUVENDOHET.
2. Bisedë e lire ndërmjet dy ose me shumë njerëzve; shkëmbim i lire mendimesh; kuvend. *Kuvendim i per-zemërt. Marr pjesë në një kuvendim.*
KUVENDOHET. *Pës. e* KUVENDOJ $_2$.
KUVENDOJ *jokai,* ~OVA, ~UAR. I. Flas shtruar me njerëz të tjerë për dike a për diçka. bëj bisedë me dike, bëj kuvend. *Kuyendoj shtruar (gjatë, haptas).*
2. *kal.* Shqyrtoj një çështje duke e biseduar bashkë me një tjetër a më të tjerë.
KUVENDSHTRUAR *mb.* Që di të kuvendojë e të bisedojë shtruar, që bisedon ngadalë dhe me pjekuri. *Burrë kuvendshtruar.*
KUVENDUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që kuvendon me një tjetër a më të tjerë. 2. Burrë ose djalë kuvendar.
KUVENDVOGËL *mb.* Që flet pak, që nuk e zgjat shumë bisedën a muhabetin, që është i kursyer në fjalë, fjalëpakë.
KUVERTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mbulesë shtrati; batanije. *Kuvertë leshi (pambuku, mëndqfshi). Kuvertë me lule. Mbulohem me kuvertë.*
2. Sheshi i sipërm i anijes, i hapur dhe i pambu-luar. *Kuverta e anijes. Dal (rri) në kuvertë, Fryn shumë erë në kuvertë.*
KUVLI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Kafaz për kafshë të egra a për zogj. *Kuvlipër zogj. Si zogu në kuvli. E vogël sa një kuvli.*
2. *keq.* Kthinë e vogël dhe pa dritë, zakonisht në katin përdhes të një shtëpie; vend i ngushtë e i mby-llur, ku të zihet fryma. *Banonte në një kuvli. U mbyll në një kuvli.*
KUZE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tepsi e madhe dhe e cekët me buzë të kthyera. *Kuze bakri. Pjek baklta-vanë në kuze.*
KUZHINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kthinë e veçarKi në një shtëpi a në një ndërtesë, pranë një ndër-marrjeje prodhimi etj., me pajisjet e nevojshme (me sobë, enë etj.), ku përgatiten dhe gatuhen gjellët; vendi ku gatuhen gjellët. *Kuzhinë e madhe (e vogël). Kuzhina e kantierit (e spitalit, e konviktlt). Kuzhinë me aneks. Dy dhoma e një kuzhinë. Dollap kuzhinë. Enë kuzhinë.*
2. Mënyra e përgatitjes dhe e gatimit të gjellëve, mjeshtëria e gatimit; *përmb.* gjellët e gatuara sipas kësaj

mënyre; gjellët me karakteristike për një po-pull. *Kuzhinë e mirë (e lehtë). Kuzhina shqiptare. Kuzhina evropiane (orientate). Arti i kuzhinës. Ne kemi kuzhinë tjetër.*
*3. fig. keq.* Aparat që organizon e përgatit fushata propagandistike, trillime e intriga për qëllime të cak-tuara. *Trillime të kuzhinës imperialiste (revizioniste).*
• Kuzhinë ekonomtke sobë shtëpie që nuk harxhon shumë lëndë djegëse dhe përdoret për të gatuar e për t'u ngrohur njëkohësisht.
KUZHINIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gjellëbërës. *Kuzhinier i vjetër (i mirë). Shkolla e kuzhinierëve* shkollë e arsimit të mesëm profesional, që përgatit specialistë për gatimin e gjellëve.
KUZHINIERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* KUZHINIER, ~I. *Kuzhiniere e re.*
KY (KËTIJ, KËTË5 DËFT. 1. Tregon një frymor a një send (të shënuar nga një emër i gjinisë mashku-llore) që ndodhet afër folësit ose së bashku me të; zëvendëson një emër të gjinisë mashkullore, në numrin njëjës, që përmendet në çastin kur flasim ose që është përmendur pak me pare; *kund.* ai. *Ky këtu. Këtë libër (laps, stilograf).*
2. Tregon njërin prej dy frymorëve ose sendeve (të shënuar nga emra të gjinisë mashkullore), që krahasohen, përqasen a kundërvihen; *kund.* ai. *Nga ky ose nga ai kënd vështrimi, Në këtë ose në atë rast. Në këtë ose në atë lëmë. Në këtë ose në atë anë.*
3. Përdoret me një emër për të përcaktuar me mirë kohën që shënohet nga emri, që është përmendurpak më parë ose në çastin kur flasim; *kund.* ai. *Këtë vit. Këtë dimër. Këtij behari. Në këtë cast.*
4. Përdoret për të treguar ose për të zëvendësuar një frymor, një send etj. me një cilësi a tipar të cak-tuar, që është përmendur pak më parë ose për të cilIn po flitet. *Punëtori është ky.*
5. *bised.* Përdoret para një emri të gjinisë mashku-llore në numrin njëjës për të përforcuar një tipar a një vlerësim të tij. *Ky fare djali. S'e kuptoj çfarë kërkon ky djalë.*
KYÇ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Mjet prej metali që varet në dy hallka e shërben për ta mbajtur të mby-llur një derë, një dollap, një arkë etj.; dry. *Kyç varës. E mhyll me kyç. I vë derës (dollapit) një kyç. E ka (është) me kyç. I vë kyçin portës.*
*2.* Çelës.
3. *anat.* Vendi ku lidhen dy eshtra, nyja e eshtrave. *Kyçi i dorës (i këmbës). Kyçet e gishtërinjve. Ënjt)a (fryrja) e kyçeve. Me dhembin (mi çajnë) kyçet.*
4. *përd. mb.* Kryesor, me i rendesishëm, i tilie, nga i cili varet zgjidhja e çështjeve të tjera. *Problem kyç. Detyrë (çështje) kyç. Pike kyç. Vende (pozita) kyç.*
• E mbylli me shtatë kyçe (me shtatë pale çelësa) *shih te* SHTATË. I've kyçin (çelësin, drynin) *diçka*-;e e mbyll, nuk e lë të punojë, të veprojë etj., e ndër-pres. I vuri kyçin (drynin) gojës nuk folt me, e mbylli gojën. I vuri kyçin (drynin, çelësin) shtëpisë a) nuk banon aty (për një kohë të gjatë); b) vdiq dhe nuk la njeri pas vetes, e la shtëpinë të shkretë.
KYÇ *kal.,* ~A, ~UR. Mbyll derën, dollapin etj. me kyç; mbyll dike brenda (në një dhomë a në një shtëpi) dhe nuk e lë të dale; *kund.* shkyç. *Kyç derën (sirtarin, kasafortën). Kyçe nga brenda (nga jashtë)! E kishte kyçur brenda.*
Kyçe (mbylle, qepe) gojën! mos fol me!, pusho!
KYÇEM *vetv.* 1. M by Hem brenda (në shtëpi, në dhomë etj.) me kyç.
2. *fig.* Mbyllem brenda (në shtëpi, në zyrë etj.) dhe rri aty për një kohë të gjatë pa dale jashtë. *Është kyçur, nuk shihet gjëkundi.*
3. *vet. veto HI.* Mund të mbyllet me çelës, mbyllet me.çelës; e ka kyçin, çelësin a bravën në rregull. *Nuk kyçej dera. Mezi kyçej.*
4. *Pis.* KYÇ.
KYÇENlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Brave.
KYÇUR (i,e) *mb.* 1. I mbyllur me kyç. *Derë e kyçur. Dollap i kyçur. Arkë e kyçur.*
*2. fig.* I mbyllur, që nuk i hapet tjetrit kollaj; i i ndrydhur; i heshtur (për njerëzit). *Djalë i kyçur.*
• E ka gojën të kyçur (të mbërthyer) *shih te* MBËR-THYER (i,e).
KYÇUR *ndajf.* Mbyllur me kyç. *E mban derën kyçur. Dyqani rrinte kyçur. E mbante gojën kyçur.*
KYL *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Mbush plot diçka (një enë etj.), e mbush sa nuk nxë me. *E kyll gotën me ujë.*

# L

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e gjashtëmbëdhjetë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja I. Tingulli I. Shkronja I.*
2. JI *em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja . *L-ja e madhe (e vogël). L-ja e dorës (e shtypit).*
LA,~JA . *muz,* Nota e gjashtë e shkallës mu-zikore; shenja për këtë note. *Nota la,*
LAB,~I *m, sh.* ~Ë, ~ËT dhe LEBËR, LEBËRIT.
Banor vendës nga Labëria ose ai që e ka prejardhjen nga Labëria.
LAB,—E *mb.* Që lidhet me Labërinë ose me labët, që është karakteristik për Labërinë ose për labët, i Labërisë ose i labëve; që është krijuar nga labët, *Grua labe. Bari lab. Trimëria lobe. Këngë (valle) labe, E folmja labe.*
LABÇE *ndajf. bised.* Labërisht.
LABE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LAB,~I.
LABEAT,~I *m, kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pje-sëtar i njërit prej fiseve kryesore ilire, që banonte në trojet nga Liqeni i Shkodrës deri thellë në Malësinë e Veriut. *Fisi i labeatëve,*
LABEAT, ~E *mb. hist.* Që ka të bëjë me labeatët, që u përket labeatëve, i labeatëve; që është krijuar nga labeatët. *Fis labeat. Monedhë labeate. Veshje la-beate.*
LABËRESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Labe.
LABËRGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve LABËRGOJ, LABËRGOHEM.
LABËRGOHEM *vetv.* I. *vet. veto III,* Bëhet m,ë e çlirët, lirohet, zgjerohet a hapet (për diçka të lidhur a të shtrënguar). *Jane labërguar çorapet (rrobat). Është labërguar trikoja.*
*2. vet. veta III.* Me dobësohen dhe me lëshohen a me varen mishrat e trupit (nga ndonjë sëmundje, nga dobësia etj.). *janë labërguar faqet (llërët).*
LABËRGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj me
të çlirët, e liroj, e zgjeroj, e hap (diçka të lidhur ose të shtrënguar). *Labërgoi brezin (rripin). Labërgoi frerin e kalit.*
*2. vet. veta 111.* E dobësor, dhe e bën të lëshohet
a të varet (për mishrat e trupit). *la labërgoi sëmundja muskujt (faqet).*
LABËRISHT *ndajf.* 1. Sipas mënyrës së labëve, si e kanë zakon labët. *Këndoj (kërcej, heq valle) labërisht. la shtruan labërisht.*
2. Në të folmen e labëve, si flasin labët. *Fliste labërisht.*
LABËRISHT,~E *mb.* Që është krijuar nga labët, lab. *Këngë (valle) labërishte. Veshje labërishte.*
LABËRISHTE,~JA . *gjuh.* E folmja e labëve. *Labërishtja e folur. Veçoritë e labërishtes.*
LABËRQAR,~E *mb. keq.* 1. Që kërkon të zhvatë sa me shumë nga të tjerët e të rrojë në kurriz të tyre, zhvatës, qelepirxhi.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LABIRlNT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Rrjet i nga-tërruar kalimesh e shtigjesh, të mbidheshme e të nëndheshme, nëpër të cilat mund të dilet diku, por me shumë vështirësi. *Hyri në një labirint. Ishte një lagje si labirint.*
2. *hist.* Ndërtesë e madhe me shumë të ndara e me korridore të ngatërruara, ku ishte e vështirë të gjen-dej rruga e daljes (në Egjiptin dhe në Greqinë e lashtë).
3. *fig.* Diçka shumë e ndërlikuar, së cilës mezi i gjendet filli, çështje shumë e ngatërruar. *Labirinti i kujtimeve (i mendimeve, i ndjenjave). Labirinti i historisë. I futi në një labirint.*
LABORANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës me arsim të mesëm a të Iartë që merret me punë teknike ndihmëse në një institucion shkencor, në një shkollë të Iartë ose në laboratorin e një ndërmarrjeje të pro-dhimit. *Laborantët e institutit (e sektorit shkencor, e katedrës, e uzinës, e ndërmarrfes bujqësore).*
LABORANTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LABORANT,~I. *Laborantja e farmacisë.*
LABORATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qendër ose institucion që bën eksperimente e kërkime në një fushë të shkencës a të teknikës, analiza e prova të ndryshme sipas kërkesave të prodhimit, të mjekësisë etj. ose përpunon a prodhon diçka sipas këtyre kërkesave; dhoma ose ndërtesa e pajisur me mjetet dhe aparatet e nevojshme për këtë punë. *Laborator kër-kimor (shkencor). Laborator bakteriologjik (gjeolo-gjik). Laborator fotografik. Laboratorët e shkollave.*
L• *Laboratori i kimisë (i fizikës, i biologjisë). Laboratori i rrezatimeve bërthamore. Punë laboratori.*
LABORATORIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me la-boratorin, që i përket laboratorit, i laboratorit; që përdoret për të bërë punë në laborator; që bëhet në laborator; që shërben si laborator. *Mjete (aparate, \pajisje, enë) laboratorike. Punë laboratorike. Analiza (kërkimej laboratorike. Të dhënat laboratorike. Qen-\dër laboratorike.*
LABOT,~I *m. bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të gjatë, me gjethe të gjelbra të errëta a të çelëta në të verdhë, të ngjashme me ato të spinaqit, jqë mbin nëpër toka të punuara ose mbillet dhe përdoret si ushqim. *Labot i egër. Labot i butë. Dollma \me fletë laboti. Farat e labotit. Lakror me labot.*
• U be labot a) u zverdh në fytyrë, u be si i vdekur; b) u dobësua shumë, u tret.
LACAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Cjap ose dash i bardhë me lara të vogla; cjap a dash i larmë.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Cjap (dash) lacan.*
LACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Larë e vogël në trupin e kafshëve. *Dhi me lac a.*
2. Cope e vogël a rrip i prerë nga diçka. *Lacë e mëndafshtë. Lad tërkuze.*
3. Cope e vogël toke, që ka mbetur pa punuar. *Lacë toke. Laca djerrinash.*
4. Dhi ose dele e bardhë me lara të vogla; dhi ose dele e larme.
LACËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Lapër, zha-pë. *Lacër mishi. Mish gjithë lacra.*
*2.* Vrimë e. vogël në një punim filigrani a në një dantellë.
3. *përd. mb. fig.* Q8 është kockë e lëkurë, shumë i dobët. *Lacër ishte birë djali.*
LAÇ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vend që përmbytet nga ujërat e lumenjve ose të përrenjve; vend me lagështirë, kënetishtë.
LAÇKË,~A • *sh.* ~A, ~AT. Me laçkë e me plaçkë me çdo gjë, me gjithçka, me tesha e kotesha. *Erdhi (u nis, shkoi) me laçkë e me plaçkë.*
LADUT,~E *mb. bised.* 1. Që ha ç'i del përpara, që përlan çdo gjë, llupës, gllabërues, makut, i pangopur, grykës. *Njeri ladut. Kafshë ladute.*

2. *fig.* I pabesë; shpirtkeq e grabitqar. *Njeri ladut.*
3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Llupës, grykës, makut.
LADUTËRl,~A . *bised.* 1. Të qenët i pangopur, grykësi, makutëri. *Hante me ladutëri.*
2. Të qenët shpirtkeq e grabitqar; shpirtligësi, pabesi.
3. *përmb.* Llupësit, grykësit, makutët. *S'la gjë në 3ofër ladutëria.*
4. *përmb.* Njerëzit shpirtkëqij e grabitqarë, të pa-besët. *U mblodh gjithë ladutëria.*
LAFARAK,~E *mb.* 1. I leckosur, leckaman, zhelan.
2. *fig. mospërf,* Që nuk ka fare rëndësi, i pavlerë (përdorej nga shfrytëzuesit për të varfrit). *Njerëz la-farakë.*
3. *mospërf. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
LAFSHAGJELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Lafsha e gjelit, kreshta e gjelit.
2. *bot.* Lloj kërpudhe johelmuese, që i ngjan Iaf-shës së gjelit.
LAFSHAK,~E *mb.* 1. Që ka lafshë të madhe në kokë (për disa shpendë). *Pule lashake. Gjel lafshak.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LAFSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kreshtë e mish-të, zakonisht e kuqe e dhëmbë-dhëmbë, që e kanë mbi kokë disa shpendë. *Lafshë e kuqe. Lafsha e gjelit (e këndesit).*
*2.* Lapë e mishtë që varet në gushë etj., lapër. *Lafsha e gushes. Lafsha e veshit. Lafsha e viçit (e kaut).*
• I është rrltur lafsha *dikujt* është bërë mendje-madh, shet mend. E ka lafshën të madhe është mendje-madh, shet mend shumë. E ka ngritur lafshën për-pjetë krekoset e mburret shumë, mbahet më të madh. U skuq (u be) si lafsha e gjelit u inatos shumë.
*LAFSHË GJELI bot.* Bimë barishtore me kërcell e me gjethe në ngjyrë të kuqërreme dhe me lule të kuqe, të ngjashme me kreshtën e gjelit, e cila rritet nëpër kopshte e lulishte për zbukurim.
LAFSHËKUQ,~E *mb.* Që e ka lafshën të kuqe (për disa shpendë).
LAFSHËT (i,e) *mb.* Që është si lafshë gjeli.
LAFSHlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore kacavarëse, me gjethe vezake përherë të bler-ta, me lule në ngjyrë të kaltër a si të bardha, që rritet nëpër gardhe, në pyjë e në vende me hije; menekshe gomari.
LAG *kal.,* ~A, ~UR. 1. Hedh ujë mbi dike a mbi diçka; spërkat me ujë një njeri a një gjë, e bëj me ujë; e njom një gjë me diçka të lëngët, e bëj të qullet. *Lag duart (fytyrën). Lag flokët. Lag dyshemenë (shka-llët, oborrin). E lagu shaminë me lot. E lagu shiu.*
*2.* E zhyt diçka në ujë a në një lëng tjetër për ta zbutur, për ta regjur etj., bëj që të thithë ujë a një lëng tjetër, e njom; *kund.* thaj; ter. *lagu rrobat që në mbrëmje. Lag shollën (lëkurët). Lag zhukat (litarët). Lag koret e bukës. Lagu pak pambuk mejod (me alkool).*
3. *bised.* Ujit. *Lag token (arën). Lag misrin. Lag Met.*
4. *vet. veta III.* E prek drejtpërdrejt, është i puqur më të (për ujërat). *Deti lag pjesën perëndimore të ven-dit.*
5. Pi fare pak ujë, verë etj.; ha fare pak pemë; pi ose ha sa për të njomur gojën. *Lagëm gojën me qershi. Lagu fytin (gurmazin, grykën). Sa lagu buzët. Sa për të lagur gojën.*
6. *bised. zakon. sh.* Pimë raki, verë etj. me rastin e një feste a gëzimi. *Do ta lagim sonte.*
*k* la lagu bishtin *dikujt* e turpëroi, e bëri me njollë. E lagu me djersë *diçka* punoi shumë, i kanë kulluar djersët për të. la lagu (ia njomi) dorën *dikujt shih te* NJOM. Ia lagu gojën *dikujt* i dha fare pak, sa për të njomur gojën; i dha një lëmoshë të vogël. E lagën (e lane) me gjak *shih te* GJAK,~$U_X$ S'e lagu këmbën nuk u mundua as për vete as për të tjerët, nuk u përpoq fare. S'i ka lagur këmbët ka shpëtuar mire, nuk ka pësuar gjë; nuk ka pasur asnjë vështirësi në jete. I lagu sytë i mbushi sytë me lotë, qau. Të rruan pa lagur a) është batakçi, të mashtron e të gënjen medredhi; b) të grabit gjithçka, të rrjep. Lag drutë me benzine *shih te* BENZINË,~A. E hodhi (e kaloi, e kapërceu) lumin pa lagur këmbët (pa u lagur) *shift te* LAGEM. E lagu, s'e lagu bishtin (dhelpra) hahen kot, bëjnë fjalë a grinden për diçka fare pa rëndësi.
LAGATERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mot që është here me shi e here me diell, mot i paqëndrueshëm.
2. Tokë që vende-vende ka lagështirë.
3. *vet. nj.* Lojë fëmijësh, që luhet me një cope tjegulle a me një petë guri të lagur nja njëra anë, të cilën e hedhin lart duke e rrotulluar dhe kërkojnë anën e lagur ose anën e terur; fiton ai, të cilit i bie ana e zgjedhur. *Luajnë lagaterë.*
4. *përd. mb.* I lagatershëm. *Miti (marsi, vjeshta) është lagaterë.*
*5. përd. mb. fig. bised.* Që është me dy faqe a me dy fytyra, shtiracak.
LAGATERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është here me shi e here me diell, i paqëndrueshëm (për motin); që ka mot të paqëndrueshëm (për një stinë, muaj). *Mot i lagatershëm. Kohë e lagatershme. Muaj i lagatershëm.*
LAGEM *vetv. 1.* Me bëhet me ujë trupi a një pjesë e tij, bëhem me ujë, bëhem qull; spërkatem me ujë; *vet. veta III* njomet, qullet. *U lag i tëri. Iu lagën këm-bët. Iu lag koka. Iu lag këmisha. I janë lagur kë-pucët. U lagën shumë (në shi). U lagëm c u bëmë qull. Na u lag edhe gjuha* u lagëm e u bëmë fare quli, u lagëm që nga koka deri te këmbet (kur na zë ndonjë shi i madh).
2. *vet. veta III.* Zbutet a regjet në ujë a në një lëftg tjetër diçka, thith ujë, njomet; *kund.* thahet, teret. *Rrobat u lagën nalën. Lëkurët u lagën. Ishte lagur pambuku.*
3. *Pës. e* LAG.
• Iu lag baruti *tall, shih te* BARUT,~L S'i lagen drutë nuk i prishet puna, nuk bëhet merak fare për diçka, aq i ben. Nuk e lëmë barutin të laget jemi gjith-një gati për t'u mbrojtur nga sulmet e armikut, e mbajmë barutin të thatë. E hodhi (e kapërceu, e kaloi) lumin pa u lagur (pa lagur këmbët) e kaloi një rrezik pa pësuar asgjë. Të fut në ujë (në lumë, në pus, në det) e të nxjerr pa u lafcur është shumë i zoti e i zgjuar, sidomos për të mashtruar të tjerët. Lagu sot e rruhu mot e bën diçka shumë ngadalë; prit gomar të mbijë bar. Hyn në pus e del pa u lagur *shih te* PUS,~I.
LAGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pike e vogël uji, pike shiu; lagështi. *Lagë shiu. Ka lagë toka. Nuk mban lagë.*
*2.* Pjesa e rruzullit tokësor që është e mbuluar me ujë (në kundërvënie me pjesën e thatë); uji (deti, liqenet, lumenjtë) në përqasje me token; *kund.* terë. *Dy të tretat e rruzullit i zë laga. Doli nga laga në tokë.*
3. Ana e lagur e një cope tjegulle a e një pete prej guri në lojën lagaterë; *kund.* terë. *Do lagën apo lerën?*
4. Sasi fare e vogël e diçkaje të lëngët, një pike. *Një lagë qumësht. ftuk ka asnjë lagë.*
LAGËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Lagëse. *Lagës lu-lesh. Lagës pullash.*
2. Stërlagës. *E spërkati me lagës.*

LAGËS,~E *mb.* Që shërben për të lagur diçka. *Makinë (pompë) lagëse.*
LAGËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Enë prej te-neqeje, me një lëfyt të gjatë e me një hinkë vrima-vrima, e cila përdoret për të ujitur; ujitëse. *Lagëse Mesh (duhani). Ujit me lagëse.*
2. Kuti e vogël dhe e cekët, që ka brenda një sfun-gjer të njomur, ku lagim gishtat kur numërojmë pa-ratë a kur shfletojmë një libër etj. ose kur njomim pullat e letra të tjera të lyera me zamkë të thatë. *Lagëse gishtash. Lagëse pullash.*
3. Punëtore në fabrikën ose në punishten e bukëve, që njom miellin me ujë për të bërë brume. *Lagësja e miellit.*
LAGËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. Lagështirë. *Erë me lagësi. Mban lagësi. E ruan lagësinë (toka).*
LAGËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lagështirë. *Lagësira e tokës. Lagësira e mbrëmjes. Mot me la-gësira.*
2. Vend me lagështi, tokë e lagur. *Lagësirat e pyllit (e fushës).*
LAGËSOHEM *vetv.* 1. Lagem pak me ujë. 2. *Pës. e* LAGËSOJ 3.
LAGËSOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Rrjedh a nxjerr shumë pak ujë, kullon, qan (zakonisht për enët prej balte). *Lagëson shtëmba (qypi). Lagë-sojnë enët. Lagëson muri. Lagëson trualli.*
*2. vet. veta III kryes. sh.* Shtojnë lëngun në degët e veta, lëngështohen (për drurët). *Pemët lagësojnë në pranverë.*
3. *kal.* E lag pak me ujë diçka. *Lagësoj plehun (token).*
LAGËSHT (i,e) *mb.* 1. Që ka lagështirë, që ka thithur lagështirë, i njomur nga uji; *kund.* i thatë. *Tokë (rërë) e lagësht. Vend i lagësht. Ajër i lagësht. Erë e lagësht. Rroba të lagështa. Mure të lagështa. Dhomë (shtëpi) e lagësht.*
*2.* Që ka shumë shira, që është me reshje (për sti-nët, motin); *kund.* i thatë. *Mot i lagësht. Vjeshtë e lagësht. Klimë e lagësht.*
LAGËSHTI,~A . 1. Të qenët i lagësht, vetia e diçkaje të lagësht; ajo që e bën diçka të lagësht. *La-gështia e ajrit.*
*2.* Kohë a mot me reshje. *Bën lagështi.*
3. *shih* LAGËSHTIRË,~A 1. *Lagështi e madhe. Lagështia e tokës. Erë me lagështi. Vit me shumë lagështi. Kërkon lagështi (një bimë).*
LAGËSHTIDASHËS,~E *mb. libr.* Që e thith ujin; që do lagështirë, që ka nevojë për ujë; që rron në ujë të ndenjur. *Bimë lagështidashëse. Lëndë lagështida-shëse. Pambuk lagështidashës. Kafshë lagështidashëse.*
LAGËSHTIM,~l *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LAGËSHTOJ, LAGËSHTOHET. *La-gështimi i tokës. Lagështimi i drithit. Lagështimi i duhanit.*
2. *krahin.* Lagështirë.
3. *krahin.* Shi i imët, një vesë shiu. *Ra një lagështim.*
LAGËSHTIMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *spec.* Ve-gël e posaçme për të matur lagështinë e ajrit.
LAGËSHTIRË,~A . I. Ujë ose avull uji, që është thithur nga toka, nga ajri e nga sende të tjera. *Lagështirë e madhe (e tepërt). Lagështira e tokës (erërës). Lagështira e ajrit. Mjedis me lagështirë. Ka marrë lagështirë di ç k a. I ka hyrë lagështira. I hoqi lagështirën. U dëmtua nga lagështira.*
*2. shih* LAGËSHTI,~A $i_2$. *hhte lagështirë.*
3. *krahin. shih* LAGËSHTIM,~$1_3$. *Ka rënë lagështirë natën.*
LAGËSHTOHET *vetv.* 1. Bëhet i lagësht, thith lagështi; njomet. *Jane lagështuar rrobat. U lagështua pambuku (drithi).*
2. Bëhet i lëngshëm, lëngështohet. *Është lagështuar boja.*
3. *Pës. e* LAGËSHTOJi.
LAGËSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~tJAR. 1. E bëj të lagësht diçka; e njom. *Lagështoj token. Lagështoj duhanin.*
2. E bëj të lëngshme diçka, e lëngështoj. *Lagështoj bojën.*
3. *jokal. vet. veta HI krahin.* Bie vesë, veson. *Ka lagështuar natën.*
LAGËT,~IT (të) *as.* Lagështirë. *Toka ka të lagët. Të lagëtit e tepërt s'u bën mirë të lashtavet.*
LAGËT (i,e) *mb.* 1. Që ka ujë a lagështirë, i qullur; që ka thithur ujë; i njomur; *kund.* i thatë. *Rroba të lagëta. Me këmbë të lagëta. Me flokë të lagët. Lesh (pambuk) i lagët. Tokë e lagët. Dru i lagët.*
2. I lagësht, që është me reshje (për stinët, motin). *Mot (muaj) i lagët. Vjeshtë e lagët. Klimë e lagët.*
\ir Pushkë e lagët *mospërf.* njeri që nuk vlen fare; njeri që s'ia shkrep, i ngathët, i paaftë.
|LAGËTYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kashtë e lagur dhe e dredhur që përdoret për të lidhur duajt e grurit, të misrit etj., Iidhje kashte. *Lagëtyrë thekre. E lidhi me lagëtyrë.*
LAGIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve LAG, LAGEM.
LAGRAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Sfurk i vogël prej driiri a prej hekuri, që përdoret për të ngritur saçin kur është i nxehtë. *Lagraçi i magjetores. E ngriti saçin me lagraç.*
LAGSHTË,~A. 1. Vesë. *Ka rënë lagshtë. E ka zënë lagshta.*
2. Fillimi i agimit, agii. *Në lagshtë të ditës.*
3. Vrugu i të lashtave. *Bën dëm lagshta.*
LAGUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me ujë, që i është hedhur ujë; që është spërkatur me ujë; që është njomur, që është qullur. *Me duar të lagura. Me flokë të lagur. Mur i lagur. Vend i lagur. Me këmishë të lagur (nga djersa). Me shami të lagur (nga lotët).*
2. Që është zbutur a është regjur në ujë, që ka thithur lagështi, i njomur; *kund.* i tharë, i terur. *Rroba të lagura. Pambuk i lagur.*
3. 1 ujitur. *Tokë (are) e lagur. Kopsht i lagur.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *laguri nga shiu s'trembet nga breshri. fj. u.*
*jf* Rri si mace e lagur *mospërf.* rri i turpëruar para të tjerëve për diçka të keqe që ka bërë, rri kokulur e pa bërë zë. Rri si mi i lagur *përçm.* dridhet nga frika, për një faj që ka kryer. Rri si pule e lagur *përçm.* rri me frikë e me druajtje; rri i përulur e i nënshtruar. Doli pushkë e lagur *dik ush* nuk doli ashtu siç men-dohej; ishte njeri i pazoti e i pavlerë. Është flshek i lagur *shih te* FISHEK,~U. E ka barutin të lagur nuk ka, forca e guxim për të luftuar, nuk është i gat-shëm për përleshjen. S'ka ç'i bën shkëndija eshkës së lagur (së njomë) *fj.u. shih te* SHKËNDIJË,~A.
LAGUSH,~I *m. përmb.* Gjethe drurësh që kanë rënë në ujë ose në tokë të lagët dhe janë njomur e kalbëzuar; gjethe që sjellin ujërat; pleh prej gjethesh të kalbura. *Mblodhën lagush në pyll. I hodhën lagush arës.*
LAGJE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa e një qyteti ose e një fshati që merret edhe si ndarje administrative brenda qytetit a fshatit; njerëzit që ba-nojnë në këtë pjesë. *Lagfe e madhe (e vogël). Lagjja kryesore. Lagjja e sipërme (e*

*poshtme). Lagjet e jasht-me. Lagjja numër nëntë. Lagjet e qytetit (e fshatit). Banorët e lagjes. Këshilli i lagjes. Doli tërë lagjja.*
2. Grup njerëzish; grumbull i madh, sasi e madhe, tufë. *Një lag)e njerëz. Dy lagje krushq. Një lagje me zogj.*
3. *bised.* Anë, pale, kamp. *Lagjja e shkencëtarëve. Ishte me lagjen tone. U ndanë në lagje të ndryshme. U takuan të dy lagjet.*
LAGJIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Enë prej balte të kuqe, me lëfyt, që përdoret për të mbajtur ujë, për raki, për verë ose për lëngje të tjera. *Lagjin uji. Një lagjin me raki (me verë). Një lagjin me dhallë (me qu-mësht). Pi me lagjin.*
*2.* Enë balte si tepsi e thellë, që përdoret zakonisht për të përgatitur brumin e bukës. *Hedh miellin në lagjin.*
3. *shih* LEGEN,~I. *E lau në lagjin.*
*4. përd. mb.* Që ka ngjyrë shumë të kuqe, që është në të kuqe të ndezur. *U be lagjin në fytyrë.*
5. *përd. nddjf.* Shumë (me mbiemrin "i kuq"). *Ishte lagjin i kuq.*
LAHEM *vetv.* 1. Pastrohem me ujë, me ujë e me sapun etj. e duke u fërkuar; futem në ujë për t'u pas-truar nga pluhuri, nga balta etj. ose për t'u çlodhur; bëj banjë; laj trupin, laj veten. *Vend për t'u lore. Lahet përditë (çdo mëngjes). Lahet me ujë të ngrohtë (të ftohtë). Lahem me sapun. Lahet vetë. Lahen në banjë (në dush). Lahen në det (në lumë, në liqen). Po lahet macja* lëpin trupin me gjuhë.
2. *edhe fig.* I kthej dikujt borxhin që me ka dhënë ose i bëj një të mirë për të mirën që me ka bërë, shly-hem me dike, s'kam me asnjë detyrim ndaj tij. *U lane me njëri-tjetrin. V lame bashkë. Nuk lahet kurrë me mua.*
*3. fig.* E nxjerr veten pa faj, shfajësohem. *Deshi të lahej përpara të tjerëve.*
4. Me heq shumë bark, me Ian barku. *U la fare (nga barku). Iu lane zorrët.*
5. *vet. veta HI.* Pastrohet nga retë, kthjellohet. *V la qielli.*
6. *vet. veta HI zakon. sh.* Rrihen (peshqit). *Lahen peshqit.*
7. *Pës. e* LAJ.
• U la në lot *shih te* LOT,~I i.Lahet e lyhet të Ian e të lyen. Lahet me lëngun e vet *shih te* LËNG,~U. Ishte larë e shkuar ishte në çastet e fundit para vdek-jes, i kishte çastet të numëruara, kishte marrë fund(për dike që dihet se do të vdesë patjetër ose që është duke vdekur).
LAHUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vet. nj.* Pëlhurë e hollë dhe zakonisht njëngjyrëshe, që përdorej për këmishë, për fustanc ose për petka të tjera grash. *Lahur për dimi (për fustane).*
2. Shami koke e madhe, zakonisht prej mëndafshi dhe me thekë anës, që e mbajnë grate a vajzat. *Lahur i kuq (i bardhë, i zi, me lule). Vuri (hodhi) lahurin në kokë. I mblodhi flokët me lahur.*
3. LIoj peshqiri me thekë në dy anë.
LAHURI,~A i . *sh.* ~, ~TË. *shih* LAHUR,~I.
LAHURI,~A ii . *sh.* ~, ~TË *krahin.* Lahutë. *binte lahurisë. U këndonte irimave me lahuri.*
LAHUTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie la-hutës. *Lahutari i malësisë. Kënga e lahutarit.*
LAHUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël muzikore e përbërë nga një kasë vezake druri, e mbuluar për-sipër me lëkurë e me bisht të gjatë, që ka vetëm një fill të komtë ose vetëm një tel dhe që i bien me hark të përkulur për të përcjellë këngët. *Lahuta shqiptare. Lahuta e malësorit. Lahuta bridashe fig.* poezia po pullore epike, këngët e trimërisë. *Harku (bishti) i lahutës. I bie lahutës. Këndojnë me lahutë.*
• Lahutë (këngë) e butë *muz. shih te* BUTE (i,e). E vuri në bisht (në grykë) të lahutës *dike* e talli, e vuri në lojë.
LAIK,~E *mb.* 1. Që nuk është fetar e kishtar, që nuk ka përmbajtje fetare; që nuk merret me fenë; që nuk i përket fesë dhe klerit; *kund.* fetar. *Njeri laik. Shkollë hike. Letërsi laike. Me prirje laike.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Laikiven-dosur. E dënuan si laik.*
LAJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Pastroj me ujë, me ujë e me sapun etj. trupin a një pjesë të tij, një rrobë ose diçka tjetër, zakonisht duke e fërkuar, e fut diçka në ujë a në një lëng tjetër dhe e fërkoj për t'i hequr pluhurin, baltën, njollat etj., i heq papastërtitë me ujë a me diçka tjetër. *Laj trupin (duart, këmbët, ko-kën, fytyrën, veshët). Laj dhëmbët. Laj foshnjën. Laj rrobat (çarçafët, shaminë, çorapet, këmishët). Laj leshin. Laj enët (pjatat, lugët, gotat). Laj shkallët (dy-shemenë, rrugët). Laj pemët (mollët, kumbullat). Laj orizin (fasulet). Laj peshkun (mishin). Laj kë-pucët (çizmet). Laj makinën {biçikletën). Laj mineralin. Lau gjakun. Laj me ujë të ngrohtë (të ftohtë). E laj_ me sapun (me lëndë kimike, me benzine). Laj me furçë (me leckë, me fshesë, me sfungjer). Laj në legen (në govatë, në rrobalarëse). Laj në lumë (në krua). Macja Ian kotelet* i lëpin me gjuhë. *laufaqet me lot* i rridhnin lotët çurkë, i derdhi lotët rrëke, qau pa pushim.
2. Përpunoj me lëndë kimike një film për ta bërë të pandieshëm ndaj dritës dhe për të bërë të dukshme atë që është fotografuar. *Filmat i lajnë në laborator.*
3. E vesh diçka me lëngun e një metali të çmuar, zakonisht me ujë floriri; praroj. *E lau me ar (me ar-gjend, me ujë floriri).*
4. I heq ndryshkun diçkaje duke e fërkuar, e fshij dhe e pastroj sa të shkëlqejë, i jap shkëlqim; e ka-llajis. *E lau shpatën (pallën, thikën). E lau tepsinë, e bëri si të re.*
5. *bised.* I heq gjërat e huaja e të panevojshme, që
e prishin a e dëmtojnë (barishtet, dheun, baltën e papastërtitë e mbledhura, kashtën, gëzhutat etj.), gë-rryej, pastroj, qëroj. *Laj pusin (kanalin, vijat e ujit). Laj vijat e parmendës me sbot. Laj çibukun. E lajnë grurin që në lëmë. I lau shiu arat (rrugët).*
6. *bised.* E bëj diçka të sheshtë e të lëmuar, duke e gdhendur a duke e zdrukthuar, e qëroj; i heq degët një druri të prerë. *Laj dërrasën me 2drukth. Laj trarin me sëpatë (me sqepar). E preu plepin dhe e lau mirë e mirë. E ka tare mirë qerestenë.*
7. *bised.* edhe *fig.* I kthej dikujt një borxh që i kam; ia kthej dikujt të mirën më të mirë a të keqen më të keqe; paguaj; shlyej; shpaguaj. *lau par atë. Lau borxhin (kamatën). I lau llogaritë (hesapet) me dike. E lau ustanë. E lau detyrimin. I lau gabimet (fajet, mëkatet). E lau vëllanë (mikun). etnogr.* ia mori gjakun. *la lau të mirën më të mirë. E lane me gjak (me djersë)* e paguan me jetën e vet a me mundime të më-dha. *Ia lau dyfish (pesëfish).*
8. *fig.* E nxjerr pa faj dike, e shfajësoj. *Laj veten* shfajësohem. *E lau përpara të tjerëve.*
*9. vet. veto III (me një trajtë të shkur-t ë r tëpëremrit v e tor në r. kallëzore).* Me heq shumë, me shpërlan (kur heq shumë bark). *E lau barku. Ia lau zorrët.*
10. *vet. veta III (me një trajtë t ë shk u r -tër të përemrit vetor në r. kallëzore)* edhe *fig.* Me rrëmben, me përlan. *Të*

*Ian era (veriu). E lau vdekja. E laftë mortja! mallk.* vdektë.

11. *fig.* Hedh shikimin rretherrotull, rrok me sy; *vet. veta III* lëshon rrezet gjithandej, përhap dritën në tërë vendin, i jep shkëlqim. *E lau me sy vendin. Deri ku Ian syri i njeriut. Dielli ka larë malet. Hëna kishte larë fshatin rreth e qark. Një llambë lante oborrin me dritën e saj.*

12. *jokal.* Iki shpejt, largohem menjëherë, ua mbath këmbëve, fry j; *vet. veta III* zhduket papritur, perëndon (zakonisht për diellin). *Lau nga shtëpia (nga fshati). Lau dielli.*

• Laj ballin *para dikujt* shlyej një njollë dhe mund të dal ballëhapur përpara të tjerëve. Lan (lëpin) buzët *shih te* LËPIJ. E laj çetën *shih te* ÇETË, —A. I lau (i fshiu) duart *nga d ik u s h a nga diçka'x* iku nga dora, nuk e ka me, mbcti pa të, s'ka me shprese për të. S'e lan dot as dërstila *shih te* DËR-STILË,~A. Laj (pastro) gojën! *mospërf.* shih veten tënde e ndrequ mirë para se të flasësh, s'ke gojë të flasësh për dike a për diçka. Sa për të larë (për të shpë-larë) gojën *iron, shih te* GOJË,~A. Ia lau kokën *dikujt* a) e qortoi rëndë për gabimin që kishte bërë, i dha dënimin e merituar; b) e ropi mirë e mirë, i mori gjithçka. Lau lesh *me dike* a) e rrahu mirë e mirë, e zhdëpi në dru; b) ia mori hakun shumëfish. E lau dhe e lëpiu *dike* i bëri shumë lajka, iu përul shumë. E lau me (në) *lot dike a diçka* a) e qau me shumë lot, derdhi shumë lot për të; b) i erdhi shumë keq për të. Të Ian e të lyen *keq.* në sy të bën lajka dhe pas krahëve të bën të keqen, është me dy faqe. E lau mendjen e hoqi mendjen nga diçka e nga dikush, nuk mendon me për të. E lau dhe e ngau i ra sëmundja e tokës. E lau më të puthura e puthi shumë, e puthi gjithandej. Lan e qan vuan shumë, heq mundime të mëdha. Laj sytë *diku* kënaqcm duke pare; qetë-sohem. la lau sytë *diçkaje* a) e përfundoi një punë shpejt e shpejt dhe shkel e shko, sa për të shkuarradhën; b) e mbuloi diçka të keqe, i fshehu të metat e| një pune. Sa pa larë sytë shumë herët, që pa gdhirë mirë. Të Ian në shpatull *shih te* SHPATULL,~A. E lau zemrën *ndaj dikujt* e hoqi dyshimin që kishte për dike. Foli larë e pa larë tha lloj-lloj fjalësh, fbli mbarë e prapë, tha ç'i erdhi në gojë. I lau (i shpë-lau) duart nga I biri *shih te* SHPËLAJ. Laje gojën mirë (me uthull)! *iron,* matu mirë para se të flasësh për dike, nuk je i denjë për ta zënë në gojë emrin e dikujt. I Ian kokën (kryet) gomarit bën një punë të kotë, bën diçka që nuk ia vlen. E lau me majë të gishtit *një punë shih te* MAJfË,~A. I lau rrugët me lot *shih te* LOT,~I. Me gojë të Ian, me dhëmbë të can *fj. u.* shtihet i mirë, por të bën të keqen. T'i lash këmbët e t'i pish ujin *dikujt* është njeri shumë i mirë, s'e ka shokun e meriton nderimin më të madh. Njëra dorë Ian tjetrën, të dyja lajnë fytyrën (facet) *fj. u. shih te* DORË,~A.

LAJKAMADH,~E *mb.* 1. *keg.* Që të bën shumë lajka, që të lajkaton tepër. *Njeri lajkamadh.*

2. Që bën shumë ledha; lozonjar. *Vajzë lajka~ madhe.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

LAJKATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Ai që i bën lajka dikujt për të nxjerrë ndonjë përfitim për vete, la'jkës. *Lajkatar i madh. Lajkatarët e oborrit mbre-tëror.*

LAJKATAR,~E *mb.* 1. *keq.* Që të bën lajka, që të! flet me lajka; që shpreh lajka; lajkatues. *Njeri lajkatar. Fjalë lajkatare. Me zë lajkatar.*

*2.* Që bën ledha, ledhatar; lozonjar, *Vajzë lajkatare.*

LAJKATARE,~JA . *sh,* ~E, ~ET *keq. Fem. e* ^AJKATAR,~I.

LAJKATARI,~A . Të qenët lajkatar, vetia e atij që është lajkatar; sjellje a qëndrim prej lajkatari. *E\ urren lajkatarinë. Nuk e ka zakon lajkatarinë.*

LAJKATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LAJKATOJ, LAJKATOHEM.

*'a. shih* LAJKË,~A. *bëri shumë lajkatime. E mpri me lajkatime.*

LAJKATOHEM *vetv.* 1. Përkëdhelem, ledhato-hem. *Lajkatohej përpara të tjerëve.* 2. *Pës. e* LAJKATOJ.

LAJKATOJ *kal,* ~OVA, ~UAR, 1. *keq.* I bëj lajka dikujt, për ta marrë më të mirë dhe për të nxjerrë ndonjë përfitim prej tij, i them fjalë lajkatuese, e marr me lajka.

2. E përkëdhel a e ledhatoj dike; e marr më të mirë. *E lajkatonte shumë vajzën.*

LAJKATËAR (i,e) *mb,* I përkëdhe)ur, i ledhatuar. *Vajzë e lajkatuar.*

LAJKATUES,~E *mb.* 1. *keq.* Që i bën lajka dikujt, që e lajkaton; që shpreh lajka- *Njeri lajkatues. Me fjalë lajkatuese.*

2. Që të përkëdhel a të ledhaton, që të merr më të i mirë. *Nënë lajkatuese. Me zë lajkatues.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për nje-rëzit).

LAJKAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised., keq.* Lajkës, lajkatar, lajkatues.

LAJKË,~A *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Lëvdatë e gënjeshtërt dhe e tepruar që i bëhet dikujt për ta marrë më të mirë e për të nxjerrë ndonjë përfitim prej tij; fjalët lajkatuese. *bënte lajka. E mori me lajka* e lajkatoi. *Nuk ua vë veshin lajkave.*

2. Përkëdhel je, ledhë; ledhatim. *Flet me lajka-Ka shumë lajka.*

LAJKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *keq.* Lajkatar. *Laj-kësi të Ian e të lyen. Lajkësi me gojë të Ian e me dhëmbë të can. fj. u.*

LAJKËS,~E *mb. keq.* Lajkatar, lajkatues. *Njeri lajkës. Grua lajkëse.*

LAJKËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *keq. Fem. e* LAJKËS,~I.

LAJKËSl,~A . Lajkatari.

LAJLE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Lule në trajta të ndryshme të vizatuara a të pikturuara mbi diçka si zbukurim; zbukurime të ndryshme me shumë vija e përdredhje, të qëndisura në petk, të gdhendura në dru a në ndonjë send prej metali. *Rroba me laj-le. Shkop me lajle. Tavan druri me lajle. Tepsi me lajle. Me lajle e (me) lule.*

LAJLELULE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Zbukurime të ndryshme të vizatuara, të pikturuara, të qëndisura a të gdhendura, që bëhen në një send a vihen diku, lajle e lule të ndryshme. *Letra me lajle-lule, Çorape me lajlelule, Shkop me lajlelule.*

LAJLOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Zbukuroj diçka me vizatime të ndryshme, e bëj me lajle e me lule.

LAJM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Njoftim i shkurtër që ia japim dikujt me gojë ose me shkrim për një ngjarje të re ose për diçka që ai nuk e di. *Lajm i mirë (i gëzueshëm, i keq). Lajm i gënjeshtërt (i rremë). Lajm i rëndësishëm. Lajmi i ri (i fundit). Përhapi laj-min. Erdhi lajmi. Pres një lajm. U dha lajmi. I solli lajmin.*

*2. kryes. sh.* Njoftime për ngjarje të rëndësishme të ditës, që japin agjencitë telegrafike, gazetat dhe radioja e televizioni. *Lajme të brendshme (të jashtme). Lajme politike (ekonomike, kulturore). Lajmet e fundit. Lajme të shkurtra. Lajmet e ditës (e mbrëmjes). A-gjencia e*

*lajmeve. Emisioni i lajmeve. Faqja (shtyllat) e lajmeve (në një gazetë). Lexoj (dëgjoj) lajmet. Po jepen lajmet.*
LAJMDHËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Punonjës a bashkëpunëtor i një agjencie telegrafike, i një ga-zete, i radios, i televizionit ose i një organi tjetër, i cili dërgon lajme e artikuj nga vendi ku ndodhet; korrespondent.
2. Ai që jep lajmet në radio a në televizion, folësi i radios a i televizionit.
LAJMESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* I. Lajmë-rim, kumtim. *Lajmesa e thirrjes telefonike.*
*2.* Ligjëratë e shkruar; parashtresë, njoftim i gjatë e i hollësishëm për diçka. *Parashtroi gjendjen e për-gjithshme në një lajmesë.*
LAJMËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LAJMËROJ, LAJMËROHEM.
*Lajmërim i menjëhershëm (i shpejtë). Lajmërimi i njerëzve.*
*2.* Fletë ose shpallje e vogël që njofton për diçkadhe që shpërndahet a ngjitet diku. *Lajmërim vdekjeje. Lajmërim për mbledhje. I shpërndanë lajmërimet. Ngjit (var) lajmërimin. E mori lajmërimin.*
LAJMËRIMTHIRRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Fletë më të cilën zyra postare lajmëron dike se e ka kërkuar dikush nga një qytet tjetër për të biseduar me telefon.
LAJMËROHEM. *Pës. e* LAJMËROJ.
LAJMËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I jap një lajm dikujt, i çoj fjalë për diçka; e njoftoj për diçka të panjohur për të. *E lajmëro] vetë. E lajmëroi me telegram (me telefon, me letër). E lajmëroi për gjendjen.*
LAJMËRUES,~E *mb.* 1. Që lajmëron për diçka të panjohur ose për diçka që do të ndodhë së afërmi. *Sinjali lajmërues. Çanga lajmëruese. Pjesa lajmëruese e ligjëratës së drejtë. gjuh.* ajo pjesë e ligjëratës së drejtë, që paralajmëron fjalët e një tjetri, fjalët e autorit (p.sh. Gjergj Kastrioti e zgjeshi pallën nga milli dhe thirri: — për Arbërinë, o burra, mbi ta)!
2. *Përd. em,* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit). *Kabina e lajmëruesit.*
LAJMËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* 1. *etnogr.* Ai që shkonte te njerëzit e vajzës për ta kërkuar nuse për dike, ai që Irynte për të bërë një fejesë; shkues, mblesës, krushqar. *Peshqeshi i lajmësit. Çoi (dërgoi) lajmës. më parë fejoheshin me lajmës.*
*2.* Ai që dërgohej për të thirrur ose për të njof-tuar njerëzit në raste gëzimi a hidhërimi, lajmëtar. *Lajmësi i fshatit.*
3. Ai që jepte njoftime për lëvizjen e njerëzve e të trupave armike.
+ Mish pas lajmësi porosi që shkon dorë me dorë a njeri pas njeriu, porosi që nuk kryhet drejtpër-drejt; punë e pasigurt.
LAJMËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet. Fem. e* LAJMËS,~I i.
LAJMËSl,~A. *sh.* ~, ~TË *vjet., etnogr.* Lidhja e krushqisë me anë të lajmësit, fejesa a krushqia që bëhej me lajmës; puna e lajmësit; shkuesi, mbleseri. *Shkonte për lajmësi. Merrej me lajmësi.*
LAJMËSOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *vjet.* 1. *etnogr.* Hyj si lajmës për të bërë një fejesë, mbleseroj. 2. *kal.* Lajmëroj.
LAJMËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që lajmëron për diçka, ai që çon lajme të ndryshme te njerëzit e tjerë. *Lajmëtar i shpejtë. Lajmëtari i fshatit. I dërgoi një lajmëtar. U shpërndanë lajmëtarët.*
2. *edht fig.* Një gjë që lajmëron për diçka a që jep shenjën se po vjen diçka; shenjë që të kujton diçka. *Lajmëtarët e pranverës. Lajmëtari i së ardhmes. Lajmëtari i furtunës.*
LAJMËTAR,~E *mb.* 1. Që sjell një lajm.
2. Që lajmëron a jep shenjën për diçka; që të kujton diçka. *Pushkë lajmëtare. Topi lajmëtar. Shpend lajmëtar.*
LAJMËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LAJMËTAR,~I.
LAJMlM,~I TO. *sh.* ~E, ~ET *bised.* Lajmërim.
LAJMOHEM *pës. bised.* Lajmëro,hem,
LAJMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* Lajmëroj-*Lajmoi fshatin.*
LAJMPRURËS,~I TO. *sh.* ~, ~IT. Ai që sjell një lajm; lajmëtar.
LAJMTHIRRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Fletë e vogël me një njoftim, që i dërgohet dikujt për ta laj-mëniar të paraqitet diku në një kohë të caktuar. *Lajm-thirrje telefonike. Lajmthirrje ushtarake. I çoi lajm-thirrjen. Mori një lajmthirrje.*
LAJTMOTIV,~I TO. *sh.* ~E, ~ET *libr.* I. *muz.* Motivi kryesor që përsëritet here pas here në një ve-për muzikore të mad he kur nis një akt, kur përshkru-het një dukuri e caktuar, kur del në skenë po ai vep-rues etj. dhe që e përshkon gjithë veprën duke lidhur pjesët e saj; tema kryesore. *Lajtmotivi i operës (i simfonisë).*
2. *fig.* Mendimi kryesor që përshkon një vepër let-rare etj. a që theksohet në të; ideja themelore a që-llimi kryesor që udhëheqin veprimtarinë e dikujt. *Lajtmotivi i romanit (i dramës, i poemës, i veprës). Lajtmotivi i jetës së tij.*
LAJTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend i ndre-qur në anë të murit të shtëpisë, që shërben për të larë duart ose enët, sqoll; govatë e thellë prej porcelani, prej çimentoje etj., me një vrimë në mes, ku bie uji i çezmës. *Lajtorja e shtëpisë. Lajtorja e çezmës. Lau duart në lajtore.*
2. Ndërtesë e posaçme, me pa j is jet e nevojshme për t'u larë shumë njerëz; banjë. *Lajtorja e ushtarëve (e nxënësve). Lajtorja e konviktit.*
3. Rrobalarëse. *Punonte si lajtore.*
4. Makinë larëse për rroba; pajisje e posaçme që shërben për të larë sende a lëndë të ndryshme. *Lajtorja e mineralit.*
LAJTHATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lofatë.
LAJTHl,~A . *sh.* ~, ~TË *bot.* Dru a shkurre e vendeve malore me klimë të butë ose e vendeve të ngrohta e me lagështi, me degë të holla e të lakueshme, me gjethe si zemër, të gjera e me dhëmbëza anash> që bën kokrra të vogla me guaskë të forte; kokrrat e këtij bime, që kanë brenda një thelb të rrumbullakët a pak të zgjatur, i cili hahet. *Lajthi e butë. Lajthi e egër. Lajthi të pjekura (të qëruara). Pyll me lajthi. Thyej (çaj) lajthi.*
*k* Kuvend lajthish *keq.* punë e fshehtë, marrë-veshje që bëhet fshehurazi.
LAJTHIM,~I TO. *sh.* ~E, ~ET. Lajthitje; ga-bim. *Lajthime shtypi.*
LAJTHINJTË (i,e) *mb.* Që është prej lajthie; që është punuar me dru lajthie. *Dru i lajthinjtë. Shkop i lajthinjtë. Shufër e lajthinjtë. Rreth druri i lajthinjtë.*
LAJTHISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll me lajthi; vend i mbjellë me lajthi. *Lajthishtë e re. Kroi i lajthishtës. Hyri në lajthishtë.*
LAJTHIT (LAJTHlS) *jokal.,* ~ A, ~ UR. 1. Gaboj pa dashur, bëj një gabim të vogël; ngatërrohem për diçka dhe gaboj. *Ndonjëherë edhe lajthitim. As-njëherë nuk lajthit.*

2. *kal.* Marr një drejtim tjetër gabimisht; e nga-tërroj diçka (edhe *fig.). E lajthitëm udhën. E lajthiti shtëpinë. E lajthiti fjalën. la lajthiti emrin.*3. edhe *kal. fig.* Luaj mendsh, prishem nga mendtë, çmendem; e prish nga mendtë, e çmend. *Ka lajthitur fare. E lajthiti të shkretin.*

LAJTHITEM *velv. shih* LAJTHIT 1,3. *Edhe mund te lajthiten. U lajthit fare.*

LAJTHITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve LAJTHIT, IIAJTHITEM. *Ra në lajthitje.*

2. Gabim pa dashje, gabim i vogël; ngatërrim pa dashje. *Lajthitje e rastit. Na shpëtoi një lajthitje. Ishte një lajthitje e vogël.*

LAJTHITUR (i,e) *mb.* 1. Që ka gabuar pa dashur, që ka bërë një gabim të vogël; që është ngatërruar e ka gabuar, i gabuar. *Mendim i lajthitur. Nuk ka qenë hap i lajthitur.*

2. *fig.* Që ka luajtur mendsh, që është prishur nga mendtë, i çmendur.

3. *Përd. em.* sipas kuptimit *2* të mbiemrit. *E mo-rën për të lajthitur.*

LAJTHIZË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare, që rritet në bjeshkë në trajtë xhufke dhe bën lule me pak erë. *Lajthiza del në pran-verë.*

LAK,~U *m. sh.* LEQE, LEQET. 1. Rrethi a unaza që bëhet kur shkojmë njërën anë të një litari, të një filli a të një teli në shqekëz ose kur e lidhim syth dhe që mund të ngushtohet a të zgjerohet sipas nevojës; litari a filli me këtë lidhje, që përdoret për të zënë kafshë të egra a zogj, për të lidhur diçka etj. *Laku i litarit (i\gjalmit, i telit). Lak lepuri,Lak derrash. Lak zogjsh. Laku i rrjetës. Në trajtë laku. E zuri (e kapi) me lak. I hodhi lakun. Ra (mbeti) në lak. E bëri litarin (fillin) lak. E lidhi lak.E zgjidhi lakun. I vuri lakun në qafë. Futi kokën në lak.*

2. *fig.* Gjendje e vështirë që krijohet me dredhi e me keqdashje për të dëmtuar a për të asgjësuar dike; rrethanë a gjendje e përgatitur me dinakëri nga dikush, në të cilën s'kemi nga t'ia mbajmë; grackë, kurth. *ngriti lak. E futi (e shtiu) në lak. Ra në lak.*

3. *kryes. sh.* Litari i samarit, litari i kafshëve të ngarkesës; pjesë e litarit të samarit, që lidhet hark dhe që shërben për të mbajtur ngarkesën ose për të vënë ke'mbët njerëzit; litar për të lidhur një kafshë. *Leqet e samarit. Leqet e kalit (e mushkës...). Laku i lopës. Laku i dhisë. E ngarkoi në leqe. Vuri këmbët në leqe.*

4. Send a pjesë e diçkaje, që ka trajtën e një harku ose të një vije të përkulur; hark; kthesë, bërryl. *Laku i kularit. Lak druri. Laku i fytit. Laku i hundës. Laku i tabanit të këmbës. Laku i hënës. Leqet e hajatit* qe-merët e përkulur të hajatit. *Lak bore* bore e grumbu-lluar si hark. *Laku i rrugës. Laku i lumit. Prapa lakut. Gfyrpri bën leqe. Ka dhënë (ka marrë) lak dega (dë-rrasa, trari)* është përkulur, është epur. *Guri nuk jep lak* nuk përkulet, nuk epet.

5. *kryes. sh.* Rrip lëkure i hollë e i dredhur, më të cilin qepin opingat; shqekëza e këtij rripi. *Opinga me, leqe. E mbërtheu me leqe. U këput laku.*

6. Harku i lahutës, që bëhet me qime kali. *Laku i lahutës. I bie lahutës me lak.*

*7.* Qafë mali a kodre e harkuar; vend me shumë të përpjeta e të tatëpjeta njëra pas tjetrës. *Laku i malit. Kaluan lak me lak.*

8. *zakon. sh.* Dredha të njëpasnjëshme të një udhe që gjarpëron në të përpjeta e të tatëpjeta; udhë me dredha të tilla, lakore. *Leqet e Hotit. Udhë me shumë leqe.*

*9. kryes. sh.* Dy dejet në dy anët e gropes që ndodhet në pjesën e përkundërt të gjurit, gilcat. *Leqet e këm-bëve.*

10. Nyja e gishtave; pjesa ku përkulet gishti. *Leqet e gishtave. Çdo gisht ka tre leqe.*

11. *përd. ndajf.* Luajnë lak: një grup fëmijësh vra-pojnë duke bërë dredha, ndërsa njëri i ndjek për të prekur dike prej tyre.

• I bën (i jep) lak *diçkaje* i shmanget a i dre-dhon një pune, i bën bisht. I drejtë si laku *iron,* dre-dharak, gënjeshtar e mashtrues, i drejtë si drapri. Flet pa leqe flet drejt, nuk dredhon, nuk i shtrembëron gjërat, thotë të vërtetën. Laku i qafës *përb.* tërkuza që mbanin grate për ngarkesë. Me lak në qafë a) shtatzënë, me ba"rrë (për grate); b) në një vështirësi shumë të madhe, në shtrëngicë, me litar në grykë. Me lak e me gjak me shumë mundime e me vuajtje të mëdha. Ha lak e lëmsh ha shpejt e shpejt, ha me nxitim. Iu mblodh (iu shkurtua) laku (litari) *shih te* MBL1DHEM. I preu (i këputi) lakun *dikujt* e shpëtoi dike nga njg gjendje ë vështirë, e shpëtoi nga një hall i madh. Me shkon lak me shkon ters, s'më vete mbarë. la shtrëngoi lakun *dik ujt* ia rablo-dhi keq dikujt, e detyroi të bëjë si thotë ai; ia mblodhi rripat. Me vjen lak me përzihet, me vjen për të vjellë. M'u be fjala lak m'u lidh fjala, desha t'i them diçka, por s'ia thashë dot, me mbeti fjala në grykë. Nuk i bën lak fjalës e mban fjalën, e bën atë që thotë. M'u be lak në fyt (në grykë) m'u be një lëmsh në grykë nga ngashërimi, nga hidhërimi etj.; m'u be nyjë në fyt. Nuk i bën zemra lak nuk trembet fare, nuk ka frikë, s'i trembet syri. I dridhen leqet e këmbëve (gjunjët) *shih te* GJU,~RI. E lane (e lëshuan) leqet e këmbëve a) nuk mbahet dot me në këmbë (nga një sëmundje a nga pleqëria); b) i hyri frikë e madhe, filloi të dri-dhej nga frika. I hodhi (i vuri) lakun (litarin) në fyt (në grykë, në qafë) *dikujt* e zuri shumë ngushtë dike, e detyroi të bëjë një gjë me zor dhe shpejt. Ia hodhi lakun në crafë (në fyt) *dikujt* e futi në grackë dike, e vuri në një gjendje shumë të vështirë. Është njeri pa leqe është njeri i drejtë e i çiltër. E kishte lakun (litarin, thikën) në grykë (në fyt) ishte në gjendje shumë të vështirë, ishte shumë ngushtë. E kam punën si në lak e kam punën gati në të mbaruar, e kam diçka gati në të përfunduar. E kërkonin me gjak e me lak *shih te* GJAK,~lJt. Shkojnë gjak a lak *shih te* GJAK, ~Uj.E zuri lepurin në lak e kreu punën, ia doli mbanë diçkaje. Ngarkon vezë në lak kërkon të bëjë një punë pa mend në kokë, është-i marrë, bën litar me rërë.

LAKADREDH *kal.,* ~ODHA, ~EDHUR. 1.

E përkul diçka here në një anë e here në anën tjetër, e bëj me leqe e me dredha. 2. *fig.* E dredh, e përdredh (fjalën).

LAKADREDHAS *ndajf.* Me leqe e me dredha, duke gjarpëruar, here në një anë e here në anën tjetër, dredha-dredha. *Ecte lakadredhas. Shkoi (vrapoi) lakadredhas.*

LAKADREDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vijë që lakohet here në njërën anë e here në anën tjetër; lak a bërryl i diçkaje, kthesë here në një anë e here në anën tjetër; dredhë. *Lakadredhat e lumenjve. Rru-gë me lakadredha.*2. Vegël si hark e me një fill prej kordhe të tër-hequr, që përdoret për të shprishur leshin, pambukun etj.

3. *krahin.* Shkop i dyfishtë, që përdoret për të rra-hur misrin.
4. *fig.* Dredhi. *Nuk hoqi dorë nga lakadredhat.*
LAKADRIDHEM *vetv.* 1. Shkoj here në një anë e here në anën tjetër, bëj leqe e dredha, shkoj laka-dredhas; shkoj poshtë e lart, sorollatem.
2. *fig.* Dredhoj, nuk i qëndroj fjalës.
3. Pës. *e* LAKADREDH.
LAKANDER,~E *mb.* 1. Që nuk ka qëndrim të mirë moral, që nuk sillet e nuk vepron në mënyrë të nder-shme. *Burrë lakander. Grua lakandere.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LAKANIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj copë-copë diçka, e bëj thela-thela, duke e shqyer; e grij iraët. *E lakanisi mishin. E lakanisi lëkurën.*
2. E ndaj diçka në pjesë të vogla, e copëtoj. *E lakanisën vendin.*
3. *bised.* E rrah fort dike, ia bëj lëkurën cope, e bëj fërtele, e gjakos. *E lakanisën qenin.*
4. *fig.* E mundoj shumë dike, e sfilit.
LAKANlSEM vetv. 1. Me bëhet lëkura copë-copë, shqyhem, copëtohem, bëhem fërtele, gjakosem. *U lakanis nëpër ferra. Iu lakanisën këmbët nëpër gurë.*
2. *fig.* Mundohem shumë, copëtohem, sfilitem. *U lakanisën maleve.*
3. *Pës. e* LAKANIS.
LAKAS *ndajf.* Duke e lidhur me leqet e litarit (për barren që ngarkojnë në shpinë a mbi kafshë).
LAKAT *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shprish me laka-dredhë. *Lakat leshin (pambukun).*
2. *bised.* Zdërlaq diçka duke e përdorur gjatë a keq. *lakati pantallonat (rrobat).*
LAKATEM *vetv.* 1. *vet. veto III bised.* Zdërlaqet nga përdorimi i gjatë a i keq. *U lakat trikoja.* 2. *Pës. e* LAKAT.
LAKATUR (i,e) *mb.* 1. I shprishur me lakadredhë. *Lesh (pambuk) i lakatur.*
2. Që nuk është dredhur mirë; *bised.* që është zdërlaqur nga përdorimi i gjatë a i keq. *Fill i lakatur. Nape e lakatur. Xhybe e lakatur.*
LAKAZI *ndajf. shih* LAKAS.
LAKE,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *libr., keq.* Shër-bëtor. *Lakenjtë e pasanikëve. Lakenjtë e borgjezisë (e imperializmit).*
LAKEÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Krap i vogël, i parritur (me i madh se krapuliqi).
LAKESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vijë e përkulur në trajtën e një laku; e kthyer; diçka e kthyer si lak, hark, dredhë. *Lakesë e madhe. Lakesat e rrugës (e lumit). Lakesa e urës. Lakesa e litarit. Bëj një lakesë.*
2. *mat.* Madhësi që tregon përkuljen e një vije ose të një sipërfaqe,je në krahasim me drejtëzën ose me rrafshin. *Lakesë e afërishme. Lakesa e vijës. Lakesa e sipërfaqes (e rrafshit).*
LAKËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *bot.* Një nga perimet kryesore të vjeshtës e të dimrit që mbillet
në kopshte e rritet si kokërr e madhe me gjethe të gjera, të mbledhura e të ngjeshura rtjëra mbi tjetrën. *Laker e bardhë (e kuqe). Lakër turshi. Një kokë lakër. Koçani (kërcelli) i lakrës. Fletët (gjethet) e lakrës. Supë (sallatë) me lakër. Japrak me lakër. Mish me lakër.*
2. Përdoret si pjesë e dytë e disa emërtimeve të pathjeshta që shënojnë dëmtues ose sëmundje të kësaj bime. *Çimka (tartabiqja) e lakrës. zool. Flutura e lakrës. zool. Miza e lakrës. zool. Morri i lakrës. zool. Pleshti i lakrës. zool. Tenja e lakrës. zool. Turigjati i lakrës. zool. Vemja e lakrës. zool. Vrugu i lakrës.*
3. *bot. zakon. sh.* Barishte të ndryshme të egra e të buta (si lëpjetët, laboti, nenët, hithra, spinaqi etj.) që përdoren si ushqim për njerëzit e për kafshët. *Lakra të egra (të buta). Lakra dimri (behari). Lakra mali. Byrek (lakror) me lakra. Gjellë me lakra. Mbledh lakra. Grij lakrat.*
4. *vet. sh. fig. bised.* Mendime të gabuara të tur-bullta e prapanike ose mendime të kundërta me bo-tëkuptimin tone socialist, që ka dikush në kokë e që duhet t'i heqë. *Njeri me lakra. Ka lakra në kokë. la hoqën (ia shkulën) lakrat nga koka.*
•*k* E bëri lakër a) *diçk a* e bëri copë-copë, e co-pëtoi, e griu; b) *dike* e rrahu fort, e bëri fërtele, e lakanisi. U be lakër u këput e u zdërlaq nga lodhja, nga vapa e madhe ose nga një sëmundje. Grin lakër (sallatë) *shih te* GRIJ. Hyri nëpër lakra u përzie kot në një punë të ngatërruar a në diçka që nuk i takon. Lëng ndër lakra *shih te* LËNG,~U. I ndau (i qëroi) lakrat (llogaritë, hesapet) *me dike shih te* NDAJ. E zuri (e kapi, e gjeti) ndër lakra e zuri dike duke- bërë një punë të keqe, e zuri me presh në duar. U be si lakër e bujtur nuk ka me lezet, u be i mërzitshëm; i ra rëndësia, s'ia var me njeri. I ka rënë shiu në lakra i shkon puna shumë mirë. I dolën (iu zbuluan) lakrat lakrorit iu zbuluan dikujt të fshehtat që kërkonte të mbante (për diçka të keqe); i dolën në shesh të pa-larat. Është hapur si vaji në lakra (në ujë) *shih te* VAJ, ~I i. E kam (jemi) lakra (presh) në kopsht *dike (me dike) iron,* s'e kam gjë fare dike, nuk kam ndonjë lidhje farefisnie me të; jemi shumë të largët njeri me tjetrin. Ia nxori (ia qiti) lakrat në shesh ia zbuloi punët e këqi ja që kishte bërë,. ia nxori fa jet a gabimet në shesh. Rronte me një shoshë lakra ishte i varfër e i këputur. Vaji në lakra bie *shih te* BIE i. U derdb lëngu e ra në lakra *shih te* LËNG,~U. L u 1 e 1 a k r e *bot.* lulelakër;
*LAKËR DETI bot.* Lloj alge e ujërave të kripura që bëhet e rrumbullakët si kokë lakre.
*LAKËR PATE bot.* Bimë barishtore e egër, me gjethe si të dejëzës, por më të vogla, me lule të verdha e me fara të grumbulluara në vile, që rritet në toka me lagështi dhe e hanë shumë patat e rosat.
*LAKËR QENt bot.* Bimë barishtore e egër, që rritet në kullota e në vende me shkurre dhe që ka lëng të hidhur e mund të helmojë kafshët që e hanë.
*LAKËR E VERDHË bot.* Bimë barishtore e egër, me lule të verdha e të rrumbullakëta, me gjethe të vogla e me push në anën e poshtme, që rritet në vende pa ujë ose pa lagështirë të tepërt.
*LAKËR ZOGU bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe të holla, me lule të grumbulluara dhe me fara të mbledhura si xhufkë, të cilat i hanë shumë zogj-të dhe që rritet në lëndina e fusha.LAKËRARME,~JA . Lakër e vënë turshi, lakër turshi, turshi lakre, arme.
LAKËRISHTË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. i. Kopsht a are që është mbjellë me lakra. 2. *vet. sh.* Lakrat, lakrurinat.
LAKËRISHTË,~A n . *sh.* ~A, ~AT *bot.* fiimë barishtore ujëse, me kërcell të gjatë, me lule te bardha dhe me gjethe të gjera gjithë push, të cilat rrinë të zhytura në ujë.
LAKËROHEM *vetv.* 1. Bëhem copë-copë nga q-obat; pritem shumë vende-vende, lakanisem, grihem, bghem fërtele. *M'u lakëruan rrobat. Iu lakëruan duart.*

2. *Pës. e* LAKËROJ.
LAKËROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E bëj diçka copë-copë, e gris shumë; e pres diçka copa-copa a thela-thela të vogla, e grij; e lakanis, e bëj fërtele. *lakëroi rrobat (petkat) në ferra. la lakëruan trupin me shpatë.*
LAKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që i bën lak fjalës a i shmanget punës, dredharak, dredhator.
LAKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LAKOJ, LAKOHEM. *Lakimi i shufrave. Lakimi i emrave. gjuh.*
*2.* JCthesë a dredhë rruge. *Udhë plot lakime.*
3. *gjuh.* Tërësia e ndryshimeve që pëson trajta e emrit, mbiemrit, përemrit, numërorit, nyjës dhe e çdo pjese të ligjëratës që përdoret si emër, kur i la-kojmë sipas rasave, numrit e gjinisë; tërësia e traj-tave që ka emri, mbiemri etj. kur lakohet; tërësia e emrave që marrin trajta të njëjta kur lakohen. *Lakimi i parë (i dytë...). Emrat e lakimit të pare.*
LAKINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lak mali a kodre, qafë. *Kapërceu lakinën.*
2. Rrugë dredha-dredha ose me shumë leqe në një faqe mali a kodre; shulore.
LAKMESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Lakmi.
LAKMI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *keq.* Dëshirë e ma-dhe dhe e pangopur për ta pasur vetë diçka a dike, etje e pashuar për diçka; synim i padrejtë për të pasur diçka me çdo mënyrë. *Lakmi e madhe (e tepruar). Lakmi për fitime. Ka lakmi. I hyri lakmia. Hante me lakmi. E vështronte me lakmi. Nuk i shuhej lakmia.*
*2.* Dëshirë e madhe e përpjekje më të gjitha fuqitë për të kryer një punë a për të rregulluar diçka. *Punon me\ lakmi të madhe. Ka shumë lakmi për punë (për udhëtime).*
3. Zili. *E shihte me lakmi. E ka lakmi. E mori lakmi* e ka zili.
LAKMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LAKMOJ, LAKMOHET.
2. *shih* LAKMI,~A. *Lakmim i madh. I vuri fre lakmimit.*
LAKMITAR,~E *mb.* 1. Që ka lakmi; që shpreh lakmi; lakmues. *Njëri lakmitar. Grua lakmitare. Me sy (me vështrim) lakmitar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit). *Lakmitar i madh (i pangopur).*
LAKMOHET *vetv.* 1. *(me një I raj t ë të shku-rtërtë përemrit velornër. dhanore)* Nis
të me pëlqejë shumë diçka, me hyn a me shtohet lakmia për diçka. *lu lakmua duhani (rakia).*
*2. Pës. e* LAKMOJ. *Lakmohet nga të tjerët (nga të gjithë).*
LAKMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. edhe *jokal. keq.* Kam dëshirë të madhe e të pangopur për ta pasur vetë diçka a dike; kam synime të padrejta për të pasur diçka me çdo mënyrë; e teproj në diçka (në të ngrënë etj.), tregohem i pangopur. *Lakmon në të ngrënë. Nuk ka lakmuar asm'ëherë pas parasë. Ma lakmon zemra. Ç'i lakmoiqë e mori? Gjithnjë e kanë lakmuar atë vend.*
2. Përpiqem më të gjitha fuqitë që të bëj a të rre-gulloj diçka, mundohem jashtë masës. *Lakmon në punë. Lakmonin ta mbaronin (ta kryënin) shpejt punën.*
3. E kam zili dike. *Nuk e lakmoj fare atë njeri.*
LAKMUAR (i,e) *mb.* Që e dëshirojnë të gjithë, që lakmohet shumë. *Gjë e lakmuar.*
LAKMUES,~I m. *sh.* ~, ~IT *bised.* Burrë i dhënë shumë pas grave, gruar.
LAKMt)ES,~E *mb.* 1. Që lakmon diçka a dike, që ka lakmi për diçka a për dike; që shpreh lakmi; lakmitar, i pangopur. *Njeri lakmues. Fuqitë lakmuese. Me sy (me shikim) lakmues.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit). *Lakmues i madh.*
LAKMUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që lakmohet, që e kanë lakmi; që është shumë i mirë e meriton të lakmohet. *Punë e lakmueshme. Vend i lakmueshëm.*
LAKOÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kafshë e tre-dhur (zakonisht për kuajt dhe qetë).
2. *mospërf.* Burrë që s'është i aftë nga ana seksuale.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Kale (ka) lakoç. Burrë lakoç.*
LAKOHEM *vetv. I.* Kthehem a përthyhem si lak, përkulem. *Lakohem përpara (thellë). U lakua dega. Lakohet shufra.*
*2. vet. veta III.* Bën leqe e dredha, shkon dredha-dredha. *Lakohen brezaret kodrave. Lakohet lumi (rruga).*
3. *fig.* Nuk i qëndroj fjalës, i bëj lak fjalës; i shman-gem, i bëj bisht një pune; dredhoj. *Nuk lakohet as-njëherë.*
4. *gjuh.* E ndryshon trajtën sipas rasave, numrit e gjinisë (për emrin, mbiemrin, përemrin, numërorin, nyjën e për çdo pjesë të ligjëratës që përdoret si emër). *Emri* dele *lakohet si* lule. *Ndajfoljet (parafjalët) nuk lakohen.*
5. *Pës. e* LAKOJ i.
LAKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E kthej a e për-kul diçka si lak, e përkul. *Lakoj trupin. Lakoj krahun (këmbën, qafën). Lakoj degën e një peme. Lakoj një thupër (një shufër).*
*2.* Marr kthesën e rrugës; dredhoj udhën. *Lakoj rrugën (udhën).*
3. edhe *jokal. fig.* Nuk e mbaj fjalën, i bëj lak fjalës; i shmangem a i bëj bisht një pune; e dredh, dredhoj; anoj nga diçka; prirem pas diçkaje (zakonisht të keqe). *Nuk e lakon fjalën. I lakon punës. Lakon nga e keqja.*
*4. gjuh.* E ndryshoj trajtën e emrit, të mbiemrit,përemrit, numërorit, nyjës a të çdo pjese të ligjëratës që përdoret si emër sipas rasave, numrit e gjinisë. *Lakoj entrin (mbiemrin) në numrin njëjës (shumës). •k* E lakon gjuhën nuk i qëndron fjalës, e ha fjalën, e dredh.
LAKONIK,~E *mb. libr.* Që shprehet me pak fjalë e në mënyrë të prerë; që flet a që shkruan shkurt e prerë. *Përgjigje lakonike. Stil lakonik. Shkrimtar la-konik. Në mënyrë lakonike.*
LAKOR,~E *mb. libr.* Që është si lak; i lakuar, i harkuar. *Vijë lakore. Figure lakore.*
LAKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeom.* Vijë e përkulur si lak, vijë e lakuar.
2. Kthesë rruge ose lumi, dredhë, bërryl. *Lakore lumi. Rrugë me shumë lakore.*
3. Udhë me shumë dredha në një të përpjetë a të tatëpjetë; shulore. *Lakorja e Llogarasë,*
4. Xhokë leshi për burra, zakonisht në ngjyrë të zezë, e gjatë deri në brez, me mëngë të shkurtra dhe me xhufka përpara. *Mbante lakore.*
LAKROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Byrek me lakra të grira, me presh, me kungull etj. *Lakror me presh (me spinaq, me labot, me hithra, me pazi, me qepë, me kungull). Lakror me kuleç (me imakë). Lakror me petë. Anët e lakrorit. Mesi i lakrorit. Një ngastër lakror. Shtroj petët e lakrorit.*

*k* E bëri lakror *dike* e rrahu fort, e bëri fërtele, e bëri pelte. E bëri (e la) lakror (punën) e ngatërfoi shumë, e pështjelloi; e la të pasqaruar e të turbullt. I dolën (iu zbuluan) lakrat lakrorit *shih te* LAKËR, ~RA. la hoqi petën lakrorit *shih te* PETË,~A. la nxori (ia qiti) için lakrorit *shih tek* IÇ,~I. Gjalpi në lakror bie (derdhet, mbetet) . *u. shih te* BIE i.

LAKRORËS *mb.* Kungull lakrorës: një lloj kungulli me shumë tul, që përdoret për të bërë lakror.

LAKRURfNA,~T . *vet. sh. shih* LAKËR,~RA $_2$. *Mblidhte lakrurina. Hanim lakrurina. U hodhi kecave ca lakrurina.*

LAKTË (i,e) *mb.* 1. Lakor, i lakuar. *Vijë e laktë. Dru (shkop) i laktë. Hëna e laktë.*

2. Që është qepur me rripa të hollë prej lëkure, me leqe (zakonisht për opingat). *Opinga të lakta.*

L,AKTH,~I *m. sh.* ~E, ~ËT. *Zvog.* e LAK,~U. *Lakth për zogj. Lakthi i rrjetës* sythi i rrjetës. *Lakthi i samarit. Lakthi i këmbës. Shtrëngoi lak thin.*

LAKUAR (i,e) *mb.* 1. Që është kthyer a është përkulur si lak, i përkulur. *Thupër (dërrasë) e lakuar. Gyp i lakuar. Trup i lakuar.*

2. Që ka leqe e dredha, që është me lakore, që është dredha-dredha; që ka trajtën e një harku, i përkulur. *Rrugë e lakuar. Bregdet i lakuar. Vijë e lakuar. Lëvizje e lakuar. fiz.*

LAKUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që munë të kthehet a të përkulet në trajtë laku, që mund të la-kohet, i përkulshëm, i epshëm. *Tel i lakueshëm. Trup i lakueshëm.*

*2. fig.* Që di të sillet e të veprojë sipas kushteve e rrethanave, që i kupton rrethanat e u përshtatet atyre. *Njeri i lakueshëm.*

3. *gjuh.* Që e ndryshon trajtën sipas rases, numrit e gjinisë, që lakohet; *kund.* i palakueshëm (për emrin,
mbiemrin, përemrin, numërorin, nyjën). *Pjesët e lakueshme të ligjëratës.*

LAKUESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i lakueshëm, vetia e diçkaje të lakueshme, përkulshmëri. *Lakuesh-mëria e një trupi. Ka lakueshmëri të madhe.*

LAKURfQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Laku-riqës. *Lakuriqi i nates.*

*2. gjell.* Gatesë me miell, me gjalpë, me vezë etj., që shtrohet në tepsi pa u mbuluar me petë dhe piqet në furrë. *Lakuriq me qumësht (me kungull, me ajkë).*

3. *gjell.* Laropitë.

LAKURIQ,~E *mb. I.* Që nuk ka asnjë rrobë në trup, i zhveshur krejt. *Me shtat (me trup) lakuriq. Ishte fare lakuriq.*

2. Që nuk ka gjethe fare; që nuk ka asnjë lloj bi-mësie; i zhveshur. *Degët lakuriqe të pemëve. Vend lakuriq.*

3. *fig.* Që shfaqet, duket a thuhet hapur, i hapur; që nuk mbulohet me zbukurime të ndryshme. *E vër-teta lakuriqe.*

LAKURfQ *ndajf.l.* Pa asnjë rrobë në trup, zhveshur krejt, fare zbuluar. *Me këmbët (krahët) lakuriq. Mbeti lakuriq. Kishte dale lakuriq. Jetonin lakuriq.*

2. Pa rroba e pa këpucë, pa veshmbathjet e do-mosdoshme. *kishte (i mbetën) fëmijët lakuriq.*

3. *fig.* Ashtu siç është, hapur, pa e zbukuruar aspak. *Ia tha të vërtetën lakuriq. E nxori (e paraqiti) lakuriq d i ç k a. U zbulua lakuriq d i ç k a.*

• Pisk e lakuriq *shih te* PISK. E la lakuriq *dike* i mori gjithçka, s'i la gjë prej gjëje, e la pa asnjë mjet jetese. I ka hipur kalit lakuriq *mospërf.* ka zënë një vend a ka marrë një detyrë shoqërore pa e merituar; i është rritur mendja shpejt. E mori nusen lakuriq e mori nusen pa pajë, me rrobat e trupit. Mban ferra lakuriq bën diçka shumë të vështirë e të mundimshme, ecën mbi driza.

LAKURIQEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Zhvishem lakuriq, me zbulohet fare trupi a një pjesë e tij.

2. *fig.* Mbetem pa asnjë mjet jetese, mbetem lakuriq.

3. *vet. veta III fig.* Zbulohet fare lakuriq diçka. *V lakuriq e vërteta.*

LAKURIQËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Gjitar i vogël sa një zog, i zi, me krahë të gjerë e të mbuluar me lëkurë të hollë, që i ngjan miut, fluturon natën dhe ushqehet me kandrra e me pemë të ndryshme; lakuriq, zogu i nates. *Lakuriqës veshgjatë. Fole la~ kuriqësish.*

LAKURIQËSI,~A. *libr.l.* Të qenët lakuriq; gjen-dja e dikujt që është lakufiq. *Lakuriqësia e trupit.*

2. *fig.* Paraqitja a shfaqja e diçkaje fare hapur; të qenët e diçkaje pa zbukurime të ndryshme. *Në tërë lakuriqësinë e vet* ashtu siç është në të vërtetë, fare lakuriq; pa u mbuluar e pa u zbukuruar.

LAKUT,~E *mb.* 1. Grykës, hamës, makut. *Njeri lakut. Grua lakute. Kafshë lakute. Është lakut.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Lakut i madh.*

LAKUTËRI,~A . Grykësi, makutëri. *Hante me lakutëri. Nuk e mbante dot lakutërinë.*LALESHË,~A. *sh.* ~A, ~AT *vjet. Fem. e* LALË, "pA i. *Lakshat e Myzeqesë.*

LALETATË mi>. Që ka marrëdhënie të ngushta me dike, që është shutnë i afërt me një tjetër. *Jane la-letatë.*

LALË,~A i *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Emër i Iashtë i banorëve të Myzeqesë.

2. Emër, më të cilin të pasurit thirrnin me përbu-zje fshatarin e varfër të Myzeqesë.

3. Emër, më të cilin thinej banori i krishterë i Myzeqesë nga banorët myslimanë.

LALË,~A n *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Babai në moshë të re kundrejt fëmijëve të vet. *E ka lalë.*

2. Vëllai i madh kundrejt vëllezërve më të vegjël ose kundrejt motrave më të vogla; kunati ose kunati i madh kundrejt kunatave; xhaxhai kundrejt nipërve ose mbesave. *Lala i madh. Lala i saj. Hajde te lala! Do të shkoj te lala. E do shumë lalën. E kanë pasur lalën në vend të babait.*

J3. Përdoret për të quajtur një njeri, të cilin e kemi shumë të afërt ose e thërresim me nderim e me da-shuri. *Lalë Gjoni. Hajde, or lalë! Ta bën lala ty! Ku di\gjë ti, mor lalë!*

INusja e lalës *zoo},* nuselalë.

|LALË,~A HI . *sh.* ~A, ~AT. Lloj guri lara-I3ra.

LALUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri i dashur e i afërt.

LALUSH *kal.,* ~A, ~UR. E marr më të mirë dike, e përkëdhel, e mikloj. *E lalushi djalin. Mos e lalush aq shumë!*

JLALUSHEM. *Pës. e* LALUSH.

LAMASH,~E *mb. bised.* 1. I varfër, i veshur keq dhe i vuajtur; lypës.

*2. shar.* Që sillet rrugëve, rrugaç.

3. *keq.* Që kërkon të hajë e të pijë në kurriz të të tjërëve, që i pëlqen qelepiri.

*4. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

LAMASHËRI,~A . 1. *keq.* Sjellja e njeriut la-mash; të qenët qelephxhi; rrugaçëri.

2. *përmb.* Tërësia e njerëzve lamashë. *U mblodh lamashëria.*
LAMBIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kazan prej llamarine a prej bakri, që përshkohet në mes nga një gyp, ngfohet nga poshtë dhe shërben për të larë rro-ba. *zien rrobat në lambik.*
*2.* Enë prej llamarine, me një muslluk, që përdoret për të larë duart e fytyrën; muslluk. *Lambik uji.*
3. Enë e madhe si kazan, me një gyp në mes, që shërben për të bërë raki etj.; kazan rakie. *Lambik rakie (alkooli).*
LAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kafshë e vi-seve të Amerikës së Jugut, afërsisht sa një dhi e madhe, që ka lesh të mirë dhe që shërben si kafshë ngar-kesb.
IAMTUMIREM *vetv.,* ~A (u), ~Ë. T Ië lamtu-mirën dikujt, ndahem nga dikush duke i lënë Iamtu-mirën.
LAMTUMfRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Përshëndetja
që bëhet kur largohemi në një vend tjetër ose kur ndahemi nga një njeri i dashur për një kohë të gjatë a përgjithnjë. *Lamtumira e fundit. Mbrëmje (darkë) larMuniire. Fjala e lamtumirës. Në çastin e lamtumirës. I la (i dha) lamtumirën.*
•*k* I dhanë lamtumirën (e fundit) *lart. shih te* JAP. I la lamtumirën *dikujt shih. te* LË.
LAMTUMIRË *pasth.* Përdoret si përshëndetje kur largohemi në një vend tjetër ose kur ndahemi nga një njeri i dashur për një kohë të gjatë a përgjithnjë. *Lanttumirë e mirë mbeçi! Lamtumirë e udhë e mbarë!*
LANDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Sasi e madhe e diçkaje, shumicë; tufë e madhe. *Një landar mish. Bleu një landar presh.*
LANDARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vesh rrushi me kokrra të rralla. *Rri varur si landare.*
2. Dega e kungullit, lastar kungulli. *këputi lan-daret.*
LANDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Shkurre e helmet, me gjethe të gjata e të ngushta që nuk bien në dimër, me lule të mëdha në ngjyrë trëndafili a të bardha e të grumbulluara tufë, që rritet në viset ju-gore e me diell dhe që mbillet për zbukurim. *Lule landre.*
LANET,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. *mil.* Djalli, shejtani, dreqi. *dolt laneti.*
2. Njeri i keq, njeri që u bën keq të tjerëve. *Është një lanet ai që...*
3. *përk.* Njeri i zgjuar, i gjallë dhe i shkathët, shejtan. *Ç'lanet është ai! Ik, or lanet!*
• E bëri lanet *dike a di ç k a* e mallkoi dhe e braktisi; e la fare.
LANGORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Femra e langoit. *Këlyshët e langores. 2. fig.* Grua e shkathët dhe punëtore.
LANGUA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË. 1. Qen
me trup të zhdërvjellët, me këmbë të gjata e me turi të hollë, që është i shpejtë dhe që gjuan mirë; zagar i mirë për të gjuajtur. *E ndoqi langoi. Gjuan me lan-gua. E çoi gjahun langoi.*
2. *fig.* Njeri i shkathët e i mprehtë, që i nuhat shpejt gjërat. *Ç'është një langua ai!*
LANOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vjedhës; kusar.
LAOSIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Laosit ose ai që e ka prejardhjen nga Laosi.
LAOSIAN,~E *mb.* Që lidhet me Laosin ose. me laosianët, që është karakteristik për Laosin ose për laosianët, i Laosit ose i laosianëve; që është krijuar nga laosianët. *Populli laosian. Kufiri laosian. Shtetas laosian. Gjuha laosiane. Këngë laosiane.*
LAPANGJOZ,~E *mb. bised.* 1. I ndotur, i fëlliqur. *Me duar lapangjoze.*
*2. përb.* Që bën punc të liga, i ndyrë; që s'e ka për gjë të bëjë diçka të pahijshme, i paturp. *Njeri lapan-gjoz.*
3. JI *em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri i paturp, njeri që s'i skuqet faqja; njeri i ndyrë. *Ishte lapangjoz i madh.*
LAPAROS *kal.,* ~A, ~UR *bised. shih* LATURIS. LAPAROSEM *vetv. bised. shih* LATURISEM.LAPAROSUR (i,e) *mb. bised. shih* LATURISUR (i,e).
LAPE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Rezhdë që i varet dhisë në gushë, vath dhie.
LAPER,~E *mb. bised., keq.* 1. Leckaman.
2. *shar.* Që sillet rrugëve e flet fjalë të ndyra, rrugaç; gojëndyrë, gojëlëshuar. *Djalë laper. Grua lapere.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
LAPETË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Lapër nga pjesa e barkut të kafshës së therur; zhapë.
2. Llapë e vogël që shërben për të mbuluar diçka; cope e hollë dhe e gjatë, që qepet në petkat e lihet vafur për zbukurim.
LAPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrip i hollë mishi, me fije të gjata e të forta, që përtypet me zor, zhapë; dell i foftë në mish, që nuk hahet. *Lapë e forte. Lapë mishi.*
2. Lëkurë që varet si lapër në gushë ose në pjesë të tjera të trupit të njeriut a të kafshëve; rrudhë e madhe; lapër. *Lapa e gushes. Lapat e fytyres. Lapa e faqes. Lapat e barkut. Lapa e kaut.*
3. *shih* LLAPË,~A2,3. *Lapa e veshit. Lapa e mëngës, Qep lapën. I varen lapat.*
4. Pjesa e gjerë e gjetheve pa bishtin; fleta e bi-mëve; lëvorja që mbulon diçka. *Lapat e pemëve. Lapa fiku (qershie, molle). Lapat e duhanit. Lapat e misrit. Lapat e kallirit. Lapa e drurit.*
5. Pjesa e diçkaje që vjen e zgjatur dhe e gjerë si gjuhë. *Lapa e sëpatës (e kazmës, e sqeparit). Lapa e plorit. Lapat e syrit* qepallat.
6. Cope prej leshi a prej lëkure, e cila vihet në zgjedhë që të mos i vritet qafa kaut; qaforja e zgje-dhës. *Lapat e zgjedhës.*
LAPËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *shih* LAPË, ~A i,2. *Lapër mishi. Lapra e barkut. Lapra e gushes.*
2. Cope e vogël, e shqitur nga lëkura e diçkaje, leskër lëkure. *Laprat e dorës (e gishtave).*
3. Çdo gjë që është e hollë ose petashuqe si lapë a si llapë. *Lapër e hollë (e madhe). Laprat e duhanit. Lapra e briskut (e sëpatës). Lapra e veshit.*
4. *bised.* Shuplakë, flakurimë. *dha një lapër.* • U be lapër u dobësua shumë, u tret.
LAPËRDHAR,~E *mb.* 1. Që thotë fjalë të pa-hijshme a të ndyra, gojëndyrë, gojëlëshuar; i pacipë; që sillet në mënyrë të ulët e të pamoralshme. *Njeri lapërdhar.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LAPËRDHI,~A . *sh.* ~, ~TË. Fjalë e ndyrë; ndyrësi, paturpësi; sjellje e ulët dhe e pamoralshme. *Ka bërë lapërdhi.*
LAPËRUSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Kër-pudhë me kësulë të rrumbullakët, në ngjyrë të bardhë në të murrme, që ka erë të këndshme dhe që hahet.
LAPËRCSHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* La-përushe.
LAPIDAR, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Përmendore e ngritur për të përjetësuar një ngjarje të shënuar ose kujtimin e një

njeriu të rënë për atdhe. *Lapidar i lartë (i madh). Lapidari i dëshmorëve (i heroit i një beteje}.*
*Pllaka e lapidarit. Ngrihen lapidarët. Vendosin kurora pranë lapidarit.*
*2. përd. mb. fig. libr.* I skalitur mirë, lakonik, por i lidhur mirë, i qartë e i bukur. *Stil lapidar. Gjuhë la-pidare. Shprehje (thënie) lapidare e dikujt.*
LAPS,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Mjet për të shkruar a për të vizatuar, që përbëhet nga një shufër e hollë prej grafiti ose prej ndonjë lënde tjetër me iigjyrë, e mbështjellë me një mbulesë prej druri; kalem. *Laps i zi (i kuq, blu). Laps dyngjyrësh. Laps kopjativ. Laps i forte (i butë). Laps plumbi. Lapsa me ngjyra. Maja e lapsit. Mprehëse lapsash. Mpreh lapsin. Shkruaj (vizatoj) me laps.*
2. Send në trajtën e një gypi të hollë e të zgjatur, që përdoret për qëllime të caktuara. *Lapsa mjekësorë.*
•*k* I bie lapsit (kalemit) *shih te* BIE i. I hyri me laps *diçkaje* e llogariti mirë një punë. Me laps (me kalem) në dorë në krye të punës, gati. E mprehu (mirë) lapsin (penën) *libr. shih te* PEN'Ë,~A. Me një të rënë të lapsit (të penes) *shih te* RËNË,~A (e). la thotë lapsit *shih te* THEM 9.
LAPS *jokal.,* ~A, ~UR *krahin.* 1. Lodhem shumë, s'kam fuqi fare, këputem; *kal.* e lodh shumë dike, e mundoj mjaft. *Lapsi i sëmuri. Lapsi fëmija në djep. Lapsi së qari. Lapsën me alë njeri. Lapsi sa e gjeti. Mos e laps me djalin!*
2. E dua shumë dike a diçka, dëshirohem a këputem për të. *Lapsi për atë. Lapste fëmija për t'ëmën.*
LAPURAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* 1. Laku-riqësi i nates. 2. Lloj kërmilli pa guaskë, jargës.
LAPURAK,~E *mb.* 1. Që i kanë rënë puplat ose që nuk i kanë dalë ende; që nuk ka pupla në qafë, qafërrjepur. *Zog lapurak. Pule lapitrake.*
*2. fig.* I zhveshur; që s'ka të vishet, i varfër. *Njeri lapurak.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimsve të mbiemrit.
LAR,~I *m. bot.* Dafinë. *Gjethe lari. Bisk lari. Degë lari. Era e larit.*
• Lari i egër (lari i zi) *bot.* ashe, be-ronjë. E dielae larit (e dafinave, e l u l e v e ) *fet., vjet.* shih te DAFINË,~A.
LARA,~T (të) . *vet. sh.* 1. Ujërat e fëlliqura që derdhim kur lajmë enët, rrobat etj.; të shpëlarat. *Të larat e enëve. Të larat e rrobave (e leshit). Derdh të larat.*
2. *krahin.* Ndërresat e brendshme të trupit, të linj-tat. *Të lara të bardha. Veshi të larat.*
3. *krahin.* Të përmuajshmet e grave, gjakrat, zakonet. *I erdhën të larat. Është më të lara.*
4. *fig.* Gjellë e keqe me shumë lëng dhe e pashij-shme; ushqim i qullët për kafshë, që bëhet me krunde e me ujë të ngrohtë. *U japin lopëve të lara.*
•*k* la di të larat e të palarat ia di gjërat e mira e të këqija, ia di të gjitha.
LARACOHET *vetv.* 1. Bëhet lara-lara; përshenjet. *Ka nisur të laracohet rrushi.*
2. *Pës. e* LARACOJ.
LARACOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj lara-lara diçka; e bëj me zbukurime e me ngjyra të ndryshme. *E laracoi ftetën. Po laracon arkën.*LARADASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *1. zool.* Pelikan. 12. Kokën-misri e pjekur, që i ka plasur lëvorja, pupagjel. *Bëri laradashë. Hante laradashë.*
3. Kërcim duke u rrotulluar kokë e këmbë. *Bënte laradashë.*
4. *Përd. ndajf.* Luajnë laradash: luajnë duke u ka-përdirë me kokë në tokë e me këmbët përpjetë, duke u jmbajtur anash më të dy duart e pastaj kthehen nde-njur e me kokën lart.
LARAGAN,~E *mb.* I. I larmë, laraman. *Lopë (dhi, mushkë) laragane. Dash (qengj, qen) laragan. Pule laragane. Gjarpër laragan. Rroba laragane. Qilim laragan. Turma laragane.*
J2. *fig.* Që është me dy faqe, që në sy të shtiret i mirë e itë bën lajka, ndërsa pas krahëve të bën të keqen. *Njeri laragan.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Laragania e vendit* lopë e larme e vendit.
LARAK,~E *mb.* I. Që është lara-lara në trup (zakonisht për kafshët). *Qen (kale, dash) larak. Mushkë (dele) larake.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LARAKUQ,~E *mb.* 1. Që është me lara të kuqe (për disa kafshë). *Dele (dhi) larakuqe. Cjap larakuq. Gjarpër larakuq.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LARAKUQE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *zool.* Nuselalë.
LARA-LARA *mb.* 1. Që është me ngjyra të ndryshme a pulla-pulla, i larmë. *Këmishë (fustan, qilim) lara-lara. Lëkurë lara-lara. Me rroba lara-lara.*
2. *fig.* Që të bën lajka, lajkatar; që është me shumë fytyra, laragan. *Njeri lara-lara.*
LARAMAN,~E *mb.* 1. Që është lara-lara në trup a në fytyrë, i larmë, *Lopë (dele) laramane. Qengj (qen) laraman. Flutur laramane. Gjarpër laraman. Shpend laraman. Me trup laraman.*
2. Që i ka kokrrat në ngjyra të ndryshme. *Miser (rrush) laraman.*
*3. fig.* Që është me shumë fytyra, laragan.
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Larama-nid e Shkodrës* lopa e larme e Shkodrës.
LARAMANE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool. 1.* Lloj rose e egër, me trup të vogël e me pendë të Iarme, që rri nëpër liqene.
2. Pikëlore.
LARAN,~E *mb.* I larmë, laraman. *Bagëti larane. Qerf laran. Peshk laran. Miser laran.*
4ARAQUK,~E *mb.* 1. Që është lara-lara, i larmë; që është pika-pika (zakonisht për kafshët e shpendët). *Dele (dhi) laraquke. Dash (cjap) laraquk. Zog lara-quk. Pule laraquke. Gjarpër laraquk.*
2. Që i ka kokrrat në ngjyra të ndryshme; i larmë, i përzier. *Miser (kalli) laraquk. Rrush laraquk.*
3L Që ka quka në fytyrë nga sëmundja e lisë, i vrarë lie. *Njeri laraquk. Me fytyrë laraquke.*
LARASKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Shpend i ngjashëm me sorrën, me pendë të përhime e të bar-dha, me bisht të gjatë e me krahë të shkurtër, që rron në fjsha, në pyje e në qendra të banuara; grizhël.
2. *fig shar.* Vajzë a grua jo e hijshme, me trup të Uobët e të thatë, llafazane e grindavece.
për bishtin e laraskës (për ballc të laraskës) *shih te* BISHT, ~I. S'ka mbetur laraskë pa bisht *fj.u.* nuk mbetet njeri pa u rregulluar (i thuhet dikujt që duhet a përgatitet të martohet). Zihen (grinden) për të bar-dhat e laraskës *shih te* BARDHË,~A (e). E ka sjellë laraska *iron,* nuk dihet se kush e ka sjellë (një send a një lajm).
LARASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Lloj fajkoi me trup të larmë, që ushqehet me kërma.

2. *zool.* Lloj rose e egër me pendë të larme, që rri në det dhe që del nëpër brigje e këneta vetëm në kohë të keqe e me stuhi. *Larash deti.*
3. Lakror me lakra, me presh ose me qepë.
•*k* Po i vjen rrotull larashi po i afrohet vdekja.
LARASH,~E *mb.* 1. I larmë, laraman. *Dhi (mace) larashe. Cjap (kale) larash. Pëllumb larash. Me sy larashë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LARAVI,~A. Të qenët me dy faqe a me dy fytyra, qëndrim i shtirë. *Flet me laravi.*
LARAZEZË *mb.* 1. Që është me lara të zeza (zakonisht për delet e për dhitë). *Dele (dhi) larazezë.* 2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LARË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pullë a shenjë me ngjyrë tjetër nga ngjyra e përgjithshme, që kanë disa kafshë në trup; njollë. *Larat e lëkurës. Larat e trupit (e kokës, e kurrizit). Lopë me lara. Pule me lara.*
*2.* Kafshë shtëpiake (zakonisht dele, dhi a lopë) ose shpend, që është me pulla në trup. *Viçi i larës.*
3. Zbukurim në ngjyra të ndryshme, që qëndiset në rroba ose bëhet në çorape. *Larat e rrobave. Ço-rape me lara.*
4. Pjesë e ndritshme e diçkaje, që shquhet në një mjedis më të errët; njollë e ndritshme. *Larat e bores. Lore drite. Larat e reve (e qiellit).*
5. Gunë e larme, e punuar zakonisht me lesh deleje. *Hodhi larën krahëve.*
*6.* Vend i zhveshur në një shpat mali të mbuluar me pyje; cope toke e zhveshur a e punuar. *Një larë dhe (tokë).*
7. *përd. mb.* I larmë. *Dhi (dele, lopë) larë.*
•*k* S'i nxihet lara nuk pyet fare, nuk do t'ia dijë, s'ka gajle.
LARË (i,e) *mb.* 1. Që është pastruar me ujë, me ujë e me sapun a me diçka tjetër duke u fërkuar; që është futur në ujë a në një lëng tjetër dhe është fërkuar për t'iu hequr pluhuri, balta, njollat etj., që i janë hequr papastërtitë me ujë a me diçka tjetër. *Me duar të lara. Me fytyrë të larë. Rroba (çorape) të lara. Shami e larë. Lesh i larë. Me dhëmbë të larë. Enë (pjata) të lara. Xham i larë. Dysheme e larë. Kripë e larë.*
*2.* Që është përpunuar me lëndë kimike për t'u bërë i pandieshëm ndaj dritës dhe për t'u bërë e duk-shme ajo që është fotografuar. *Film i larë.*
3. Që është veshur me lëngun e një metali të çmuar, zakonisht me ujë floriri; i praruar; që është Iyer me bojë a me një lëndë tjetër të shndritshme. *Armë të lara. Shpatë (kordhë) e larë. Filxhan i larë.*
4. Që i është hequr ndryshku duke e fërkuar, që është fshirë e pastruar sa shkëlqen, i shkëlqyer; i ka-llajisur. *Thikë e larë. Tepsi (kusi) e larë.*5. *bised.* Që i janë hequr gjërat e huaja e të pa-nevojshme, të cilat e prishin a e dëtntojnë (për barish-tet, dheun, baltën, papastërtitë e mbledhura, kashtën, gëzhutat etj.), i gërryer, i pastruar, i qëruar. *Hendek (pus) i larë. Tokë e larë (nga shiu).*
6. *bised.* Që është bërë i sheshtë e i lëmuar duke u gdhendur a duke u zdrukthuar, i qëruar. *Dërrasë e larë. Shkop i larë. Tra i tare. Qereste e larë.*
7. *bised.* edhe *fig.* Që i është kthyer dikujt një borxh; që i është kthyer dikujt e mira më të mirë a e keqja më të keqe; i paguar; i shlyer. *Borxh i larë. Dëm i larë. Gabim (faj) i larë.*
8. *fig-* Që ka dale pa faj, i pafajshëm, i papërlyer. *E ka ndërgjegjen të larë. Doli i larë.*
9. Që është pa re, i paster, i kthjellët, i qëruar. *Qiell i larë. Kohë e larë.*
10. *si em.* LARË,~A (e) . dhe LARË,~T (të) *as.* Larje me ujë e me sapun etj. e trupit a e një pjese të tij, e një rrobe ose e diçkaje tjetër, zakonisht duke e fërkuar. *Një e larë vlen sa një e ngrënë. fj.u. E lara dhe e ngrëna shkojnë bashkë. fj.u.*
11. *si em.* LARË,~A (e) . dhe LARË,~T (të)
*as.* Larja e një detyrimi; sasia e një huaje a e një de-tyrimi tjetër që duhet shlyer. *Kishte edhe një të larë për të dhënë. S'kam të larë më të* nuk lahem kurrë me të, nuk kam mundësi t'ia kthej kurrsesi të mirën që me ka bërë, nuk jam në gjendje t'i bëj një të mirë aq të madhe sa me ka bërë ai.
• Me ballë të larë i pafajshëm; syhapët, krenar, ballëlarë. Doli luge e larë doli i pafajshëm e i papërlyer, nuk është ngatërruar fare në një çështje. Është luge e larë s'ka asnjë mjet jetese, s'ka gjë prej gjëje; është shumë i varfër, është i këputur. E kam faqen të larë jam i ndershëm, e kam ndërgjegjen të paster, nuk jam përlyer në një punë të keqe; nuk jam fajtor.
LARËMCSHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dhi e mu.rme dhe me lara në trup a në turi.
LARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që merret me larjen e diçkaje; ai që punon me makinën larëse. *Larë si i pjatave (i makinave, i shisheve).*
2. Përdorëse druri, më të cilën rrahin rrobat kur i lajnë, pallë rrobash, kopan. *Larësi i rrobave.*
3. Lloj zdrukthi, që rrafshon e lemon mirë. *hoqi një larës. I ra dërrasës (i lau dërrasat) me larës.*
4. *vjet.* Dëshmitari që betohej para gjyqit se dikush ishte i pafajshëm dhe e nxirrte këtë të larë. *Kërkonte larës.*
5. *etnogr.* Verore që u vihej fëmijëve në dorë a në qafë ditën e verës.
6. *Përd. mb.* sipas kuptimit 3 të etnrit. *Zdrukth larës.*
LARËS,~E *mb.* Që përdoret për të larë rrobat, trupin etj., që shërben për të larë. *Makinë larëse. Pluhur larës. Dhe larës* botë.
LARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* LA-RËS,~I i. *Larëse enësh (pjatash, shishesh). Larëse rrobash.*
2. Makinë larëse. *Larëse rrobash. Larëse shishesh (pjatash). Larëse pemësh (perimesh). Larëse zhavori. Larëse gruri. Larëse ullinjsh.*
3. Lëndë kimike që përdoret në vend të sap unit për të larë diçka. *Larëse rrobash.*
LARËVERDHË *mb.* 1. Që është me lara të verdha (zakonisht për dhitë e për lopët). *Dhi (lopë) larë-verdhë.*
2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LARËZ,~A i . *bot. shih* LARUSHK,~U.
LARËZ,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Zog i vogël sa një harabel, me trup të larmë, që rri me shumë livadheve.
2. *zool.* Lloj peshku i vogël me lara në trup.
LARG. I. *ndajf.* 1. Në një vend jo afër nesh, në një vend të largët; në largësi të madhe nga dikush a nga diçka tjetër, jo pranë; gjatë; *kund.* afër. *Shumë larg. Rrinë larg e larg^* rrinë ndarë e jo njëri pranë tjetrit. *E ka larg shtëpinë. Mos shko larg! Bie me larg andej. Është dyzet kilometre larg. Sheh larg. Vjen nga larg. Dëgjohet (duket) nga larg. Thirri nga larg. E hodhi gurin larg. Tret shikimin (vështrimin) larg* shikon larg, e hedh vështrimin tutje i harruar.

2. Pas shumë kohe, pasi kalon shumë kohë; shumë kohë përpara; *kund.* afër. *Jo me larg se nesër (se Ire muaj me pare). Është larg dita kur...*
3. Me lidhje gjaku ose me lidhje familjare jo të ngushta; *kund.* afër. *Është larg me të. Bien larg.*
4. Me dallime të mëdha nga dikush a nga diçka tjetër, me tipare të largëta me të; *kund.* afër. *Janë larg njëri-tjetrit. Qëndrojnë larg* as që mund të kra-hasohen.
5. *fig.* Tërthorazi, jo drejtpërdrejt; pa i qëndruar afër e pa i kushtuar vëmendje të veçantë; *kund.* afër. *sheh nga larg. Drejton nga larg. E ka (e mban) larg dike. I rri (i qëndron) larg. la tha (i foli) larg e larg.*
II. *parafj.* 1. Përdoret me një emër në rasën rrje-dhore, me kuptimin "jo pranë (dikujt a diçkaje), jo afër (dikujt a diçkaje)"; *kund.* afër. *Larg nesh. Larg shtëpisë (bregut, lumit). Larg qytetit.*
2. Përdoret me një emër në rasën rrjedhore, me kuptimin "shumë kohë përpara a pas (një çasti, një kohe, një moshe etj.)". *Jo shumë larg kohëve tona. Është larg të dyzetave.*
-• Larg duart nga...*(një vend)! libr. shih te* DORË,~A. Larg nesh! mos na ndodhtë gjë neve! Larg qoftë (qoftë larg)! përdoret kur nuk duam të ndodhë diçka e keqe. Ka shkuar (ka vajtur) larg i ka ka)uar caqet e diçkaje; ka hyrë thellë; ka arritur puna në atë shkallë, sa s'mund të ndalet a të ndreqet me. Është larg mendsh është fare e pabesueshme; nuk ka asnjë dyshim, as që mund të mendohet ndry-she; s'është e drejtë U mendohet që... Sheh (shikon) larg është largpamës. Vret (pret) larg a) ka një qëllim të largët; b) e ka fjalën për diçka tjetër më të thellë. Është katër hapa larg *shih te* HAP,~I. Një shenjë (një nishan) pushke (dyfeku) larg *shih te* PUSHKË,~A. Treti shikimin (vështrimin) larg *shih tek* TRET. Nuk sheh me larg (me tutje) se huuda e vet (përtej hundës së vet) *shih te* HUNDË,~A. Larg sysh, larg zemrës *fj.u. shih te* SY,~RI.
LARGAS *ndajf.* 1. Nga larg, për së largu, larg e larg; larg njëri-tjetrit. *Fliste largas. U dëgjua largas. Fidanet mbillen largas.*
2. *shih* LARG 5. *foli (ia tha) largas.*
LARGAZI *ndajf. shih* LARGAS.
LARGESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Largësia ndermjet dy pikavc në hapësirë. *Largesë e madhe(e vogël). Largesa ndërmjet brigjeve të lumit. Ç'largesë*
2. *vjet.* Largim.
3. Kohë e gjatë që nga çasti kur dikush është ndarë nga një tjetër a është larguar nga një vend. *Largesi e | gjatë.*
LARGËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Të qenët larg, të ndodhurit në një vend që është larg nga diçka tjbtër; *kund.* afërsi. *Në largësi* larg.
2. Hapësira që ndan dy pika, dy vija, dy trupa a dy vende që nuk ndodhen ngjitur, që janë të ndarë njëri nga tjetri; rruga që bën një trup kur lëviz, gjatësia e rfugës që përshkon ai nga pika e nisjes deri në pikën e mbërritjes. *Largësia e Diellit (e Hënës) nga Toka. Largësia e qitjes. Largësia e Durrësit nga Tirana. Largësia e hedhjes së gurit. Ndodhen në një largësi prej dhjetë kilometrash. Kjo largësi përshkohet për një ore. S"ka shumë largësi.*
3. *vet. sh.* Tokat a vendet që shtrihen larg një qy-teti, një fshati etj., vende të largëta nga një qendër e banuar. *Ndodhej diku në largësi.*
4. Pjesë kohe e ndërmjetme, koha ndërmjet dy ngjarjeve të ndryshme. *Në një largësi prej peseqind vjetësh.*
LARGËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* LARGË-SI,~A 3. *Në largësirat e pafund. Atje tej në largësirat e nijegullta.*
LARGËT,~A (e) . Diçka që ndodhet Iarg nesh; diçka që nuk shihet a që nuk dëgjohet drejtpërdrejt; ajb që kuptohet e kapet me vështirë; *kund.* e afërme. *Nga e afërmja tek e largëta.*
LARGËT (i,e) *mb.* 1. Që gjendet ose që ndodh larg dikujt a diçkaje tjetër; që vjen ose që dëgjohet nga laijg; që shtrihet shumë në hapësirë e të shpie larg, i gjatë; *kund.* i afërt. *Fshatra (qytete) të largëta. Sen-del të largëta. Krahinë e largët. Mik i target. Zë i largët. Jehonë (ushtimë) e largët. Udhë e largët.*
*'%.* Që e ndan shumë kohë nga një cast i caktuar (në të jkaluarën ose në të ardhmen), që ka qenë a ka ndo-dhur shumë kohë përpara një çasti të caktuar ose që do[1] të vijë a do të ndodhë shumë kohë me pas; *kund.* i afërt. *Në kohë të largëta. Në të kaluarën e largët. Në një të ardhme të largët. Ëndërr e largët. Qëllim i largët. Synime të largëta. Nuk është e largët dita kur...*
3. Që nuk ka lidhje gjaku ose lidhje familjare të ngiishta me dike; *kund.* i afërt. *Njerëzit e largët. Ku-shëri i largët. Farefis i largët.*
4. Që nuk bën pjesë në rrethin e ngushtë të dikujt, qëjnuk ka fituar besimin e tij, që nuk është shumë i lidhur me të; që nuk ka marrëdhënie të ngrohta e të çiltra me dike, jo i përzemërt. *Njeri (shok) i largët. Tregohej i largët me të.*
5. Që ka përmbajtje ose tipare krejt të ndryshme nga një tjetër; që nuk ka prejardhje të përbashkët *rat* një tjetër. *Pikëpamje të largëta. Qëllime të largëta. Degë (shkenca) të largëta. Fjalë me kuptime të largëta. Gjuhë të largëta.*
*6. Përd. em. m.* sipas kuptimeve 3 e 4 të mbiemrit. *U mblodhën të afërm e të largët.*
•*k* Me qitje të largët *libr.* që synon larg, që ka qëllime të largëta.
LARGHEDHËS,~E *mb. usht.* Që e hedh larg pre-
dhën; që e hedh larg diçka. *Armë larghedhëse. Artileri larghedhëse. Me fuqi larghedhëse.*
LARGHEDHJE,~A . *usht. I.* Hedhja e predhës a e diçkaje tjetër larg. *Larghedhja e predhës.*
*2.* Largësia sa e hedh predhën një armë. *Larg-hedhje e madhe. Larghedhja e një arme (e artilerisë).*
LARGlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LARGOJ, LARGOHEM. *Lar gimi i dheut (i dëborës). Largimi i hedhurinave (i pleh-rave). Largimi nga shtëpia (nga fshati). Largimi nga puna.*
LARGINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i largët. *Ka qenë në largina.*
LARGKËTEJ,~I *m. euf.* Djalli, qoftëlargu.
LARGNESH,~I *m. euf.* Djalli, qoftëlargu.
LARGOHEM *vetv.* 1. Shkoj larg dikujt a diçkaje, vete me tutje, iki larg; *kund.* afrohem. *U largua nga zjarri. V largua nga bregu. Largohu! usht., sport.* komandë për të zmadhuar largësinë midis rreshtave, për t'i bërë ato më të lira.
2. Iki prej dikujt, ndahem prej tij; e lë një vend; *kund.* kthehem. vij. *U larguan nga fshati (nga qyteti). U largua nga familja (nga shtëpia). U largua nga i ati. U largua përkohësisht (përgjithnjë).*
3. *fig.* Shkëputem nga një njeri tjetër e ftohem me të, i pres lidhjet e marrëdhëniet e afërta me të; *kund.* afrohem. *Është larguar nga shokët (nga të afërmit). M'u largua nga zemra.*

4. *fig.* I shmangem dikujt a diçkaje, i bëj bisht. *U largohet njerëzve të panjohur. I largohet sherrit (rrezikut). U largohet fjalëve (thashethemeve). Nuk i largohet punës (përgjegjësisë).*
5. *vet. veta III.* Bëhet me i largët, shtyhet në kohë një veprim, një punë a një ngjarje; ikën a kalon një kohë e caktuar; *kund.* afrohet. *U largua ajo ditë. U larguan ato ngjarje. U largua shumë afati.*
*6.* Jam i ndryshëm nga dikush, nuk ngjaj me të; *vet. veta* dallohet prej diçkaje tjetër, bëhet e ndryshme prej saj (për sendet, dukuritë etj.); *kund.* afrohem. *Largohen në mendime (nga pikëpamjet, nga shi-jet). Largohen nga ngjyra. Largohen në disa pika (në disa drejtime).*
7. *vet. veta HI fig. (me një trajtë të shkurtër t ë p ë r e mr i t v e t o r në r. dh a-nore).* Me del diçka që me mundon, me ikën. *lu largua tnërzia (frika). In largua dhimbja.*
8. *Pës. e* LARGOJ i.
LARGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E shpie larg dikujt ose diçkaje tjetër, e çoj me larg, e lëviz a c shtyj me tutje; *kund.* afroj. *Largoj dheun (dëborën). Largoj tryezën (karriget). Largoj duart. E largoi nga vendi. E largoi me tutje.*
*2.* E ndaj dike prej dikujt dhe e shpie larg tij; e heq nga një vend; *kund.* kthej. *E larguan nga fshati (nga familja). E larguan nga shkolla (nga puna). E larguan vetëm për dy ditë.*
3. *fig.* E shkëput një njeri nga dikush tjetër, e ftoh me të, i pres lidhjet e marrëdhëniet e afërta të tij me një tjetër; e ndaj; *kund.* afroj. *E largoi djalin nga shokët e këqij. E largoi me sjelljen (me qëndrimin) e tij.*
*4. vet. veta III.* E bën diçka të duket me larg,e zvogëlon (për thjerrëzat); *kund.* afron. *Syze (dylbi) që largojnë.*
5. Shtyj në kohë fillimin a mbarimin e një pune, e një veprimi, e një ngjarjeje, e një gjendjeje etj., zgjat kohën, e çoj me tutje; mënjanoj; *kund.* afroj. *E larguan ditën e dasmës. E largoi rrezikun. la largoi gjumin. E largoi zgjidhjen e çështjes.*
6. *vet. veta HI.* I bën të ndryshme dy qenie, dy gjëra etj., i ndan e i dallon; *kund.* afron. *Tipare dalluese që i largojnë. Ç'i largon e ç'i afron këto dy sende?*
7. *fig.* la heq dikujt diçka që e mundon, e dëboj një të keqe a diçka të padëshirueshme. *E largoi mër-zinë (dhimhjen). la largoi dyshimin (frikën). la largoi të keqen.*
8. *jokal. shih* LARGOHEM 5,6. *Largoi dita. Largojnë në disa pika.*
•*k* E largoi (e hoqi) mendjen *nga dik ush a nga diçka shih te* MENDJE,~A 4.
LARGPAMËS,~E *mb.* 1. Që është i aftë të para-shikojë zhvillimin e ngjarjeve në të ardhmen, që i sheh shumë kohë më parë rrjedhimet e pasojat e tyre; që përgatitet e merr masa me kohë për diçka, të cilën e parashikon se do të ndodhë në të ardhmen, që sheh larg. *Njeri largpamës. Udhëheqje largpamëse. Politika e drejtë e largpamëse.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).
LARGPAMËSI,~A . *libr.* Aftësia për të para-shikuar zhvillimin e ngjarjeve në të ardhmen, si edhe rrjedhimet e pasojat e tyre; të qenët largpamës. *Me largpamësi të madhe. Largpamësia e Partisë sonë.*
LARPAMJE,~A . *libr.* Largpamësi. *Largpamje politike. Largpamje e guximshme. Vepron me largpamje.*
LARGQOFTË,~I *m. euf.* Djalli, qoftëlargu, larg-neshi.
LARGSHIKUES,~E *mb.* 1. Që sheh larg, që të jep mundësi të shohësh larg a të dallosh edhe sendet e largëta. *Dylbi largshikuese. Gyp largshikues.*
*2. fig.* Largpamës. *Njeri largshikues. Politike largshikuese.*
LARGU (së) *ndajf.* Nga larg, që larg. *E pa së largu. Dallohet së largu. Nuk shquhet për së largu. Së largu nuk e njohu.*
*k për* së largu pa u treguar i afërt me dike, pa i kushtuar vëmendjen e duhur, nga larg.
LARGCAR (i,e) *mb.* 1. Që është vënë larg nga një tjetër, që është çuar me tutje, që është larguar; *kund.* i afruar. *Rreshta të larguar.*
*2. fig.* Që rri larg njerëzve të vet ose shokëve, që nuk ka marrëdhënie të ngrohta me ta. *Njeri i larguar.*
LARGUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që jargon lëndën e parë ose prodhimin nga vendi i punës a i përpunimit. *Larguesi i hirit (i qymyrit).*
LARGUES,~E *mb. libr.* 1. Që shkon drejt mos-përputhjes së tipareve të një dukurie të caktuar, që karakterizohet nga largimi i tipareve të saj; *kund.* afrues. *Zhvillim largues. Në rrugë larguese.*
*2.* Që përpiqet të largohet a të ndërpresë marrë-dhëniet e afërta me dike; *kund.* afrues. *Qëndrim (vësh-trim) largues.*
LARI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët lara-lara; Iarmi.
2. *biol.* Grup i veçantë në klasifikimin sistematik të kafshëve dhe të bimëve, që ka disa veçori të ndryshme nga përbërësit e tjerë të po atij nënlloji, nënndarje brenda nënllojit; varietet. *Lori e rrallë. Laritë e nën-llojit. Laritë e bimëve (e kafshëve).*
LARICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj pëlhure e ndritshme, me lule ose me zbukurime të tjera, e endur me fije pambuku e mëndafshi; pëlhurë me lara. *Laricë për fustane.*
2. Dele ose dhi e larme.
3. *fig.* Njeri lajkatar e me shumë fytyra, njeri që shtiret, laragan.
LARIK,~E *mb.* 1. I larmë. *Kec larik. Lopë larike. Gjel larik. Pule larike.*
2. *fig.* Që është lajkatar e me shumë fytyra, që shtiret, laragan. *Njeri larik.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
LARIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Zbukurim me ngjyra të ndryshme, qëndisje a thurje lara-lara me lule e me ngjyra të shumta. *Larimet e qilimave. Fustan me larime.*
LARING,~U *m. anat.* Pjesa e sipërme e grykës së njeriut, ku përftohet zëri; gabzherr, gurmaz.
LARINGJIT,~I *m. sh:* ~E, ~ET *mjek.* Pezmatim i laringut të njeriut.
LARIS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kale me qime të përzier, kale i përhirtë.
LARfS *jokal.,* ~I, ~UR. Thërret fort, gërthet (za-konisht për bretkosat, laraskat etj.).
LARfSK,~Ë *mb.* 1. Që është i larmë në trup, që është me lara të vogla (zakonisht për shpendët dhe për bagëtitë). *Gjel larisk. Pule lariskë. Lopë (dele, dhi) lariskë. Viç larisk. Mushkë lariskë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LARlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll ose korije me dafina, dafinishtë.

LARlTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. *vet. veta III.* Bëhet lara-lara, duket lara-lara (për token kur vise-vise fillon të shkrihet bora). *U larit toka.*
*2. fig.* I bëj lajka dikujt, i sillem me shumë fytyra, i shtirem.
LARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LAJ, LAHEM. *Larja e duarve. Larja e rrobave (e enëve). Larja e filmit. Makina e larjes. Vendi i larjes.*
LARMË (i), ~E (e) *mb.* 1. Që është me lara të ndryshme, lara-lara. *Lëkurë e larme. Me pendë të larme. Viç (ka, qen) i larmë. Lopë (dhi, dele) e larme. Groshë (fasule) të larme. Me sy të larmë.*
*2. bised.* Që ndryshon here pas here, që është here i kthjellët e here i vrenjtur (për motin); që ka re të shpërndara (për qiellin). *Kohë (ditë) e larme. Mot i larmë. Qiell i larmë.*
3. *fig.* Lajkatar e shtjracak, laragan; dredharak. *Njeri i larmë.*
*4. shih* LARMISHËM (i), ~ME (e). *Mjete të larme. Ngjyra të larme.*LARMI,~A . I. Të qenët i larmë, të qenët lara-la|ra. *Larmia e pendëve.*
2. Të qenët i larmishëm, të qenët i llojllojshëm. *Larmi e madhe. Larmia e ngjyrave (e tingujve). Larmia e vargjeve. Larmia e stileve. Larmia e përmbajtjes.*
LARMISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka shumë lldje, që është në lloje të ndryshme, që shfaqet a pa-raqitet në trajta e në mënyra të ndryshme, i llojllojshëm; që ka larmi. *Ngjyra të larmishme. Forma të larmishme. Tematikë e larmishme. Program i larmishëm. Jetë e larmishme.*
LARMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të larme diçka; e zbukuroj me lara, e bëj lara-lara, e laroj. *E \ larmoi veshjen. E larmoi vendin.*
*2.* E bëj të larmishme diçka. *E larmojnë punën.*
LARO,~JA . *sh.* ~, ~T. 1. Qen i larmë.
2. *fig. keq.* Njeri i pabesë e tradhtar; ai që i shërben si jqen një tjetri për të pëifituar diçka prej tij, ai që e shet veten për një kockë, zuzar. *Larot e Ballit Kombëtar (e fashizmit).*
• Ku Ië laroja të hajë baloja thuhet kur një i fu-qishëm rrëmben për vete çdo gjë dhe s'lë asgjë për të tjejrët, kur dikush s'të lë as pjesën tënde. Kape laro, prite balo! *tall,* thuhet kur s'e merr vesh i pan të dytin, kur bëhet rrëmujë e madhe e secili bën sipas kokës
LAROHEM *vetv.* 1. *vet. veta 111.* Bëhet i larmë kur zë të piqet; përskuqet, përshenjet (për disa pemë dhe drithëra). *U larua rrushi. Jane laruar qershitë. Është laruar misri.*
2. *Pës. e* LAROJ.
LAROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të larme diçka, e zbukuroj me lara, e bëj lara-lara; e bëj me njolla. *laroi rrobat (çorapet). la laroi fletët misrit (një sëmundje).*
2. *fig.* I bëj lajka dikujt, e marr me lajka; e mashtroj.
LAROK,~E *mb.* edhe *përk.* 1. I larmë, lara-lara. *Dele laroke.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (kryesisht për delet).
LAROPITË,~A . *gjell.* Një lloj lakrori që bëhet me miell misri të përzier me barishte të ndryshme (za-konisht me spinaq) e me djathë të grirë.
L,AROS *kal.,* ~A, ~UR. Laroj. LAROSEM *vetv.* Larohem.
LAROSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool. shih* LARASH, ~Ii.
LAROSH,~E *mb.* edhe *përk.* 1. I larmë. *Lopë (dele, dhi, mace) laroshe. Ka (viç, dash, cjap, qen) larosh. Shpend (zog, pëllumb) larosh. Cjarpër larosh. Rrush (miser) larosh. Me sy laroshë..*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *1 hipi la-roshit* i hipi kalit të larmë. *Polli laroshja* polli lopa e larme.
3. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* LARË,
~A5.
LAROSHET *vetv.* Larohet, përskuqet, përshenjet. *U larosh rrushi. Është laroshur misri.*
LART. I. *ndajf.* 1. Në largësi të madhe nga toka ose nga një sipërfaqe tjetër në drejtimin pingul; në ha-
pësirën mbi tokë; me sipër se diçka tjetër ose se za-konisht; *kund.* ulët; poshtë. *Fluturon [art. Është (art. Atje lart. Lart e nlë lart. Lart në ajër (në qiell).*
2. Në drejtim pingul duke u nisur nga poshtë, përpjetë; shtrirë përpjetë, pingul; *kund.* poshtë. *Ngji-tet (lëviz, bën) lart. E ngriti lart këmbën (dorën). E mban kokën lart. E shtriu hardhinë lart. Bën (ngjitet) lart diçka* merr përpjetë; rritet, zhvillohet.
3. Sipër diçkaje të lartë, mbi diçka; në një vend a mbj një mjet; në një vend të ngritur. *Lart mbi tnur. Lart në çati. Lart në katin e dytë. Lart në pemë. Lart në mal. Lart mbi supe. Lart në tryezë. Lart në kale. Lart në biçikletë (në kamion). Vëre atje lart!*
4. Me shumë se një masë a se një sasi e caktuar mbi diçka (si sasi); me shumë se një pjesë kohe; shumë. *Pesë vjeç e lart. Gjashtë muaj e lart. Lart nga pe-sëdhjetë veta. Lart nga dyqind kuintalë. E vlerësoi lart dike a diçka. E ngriti lart d i k ë a diçka* e vlerësoi shumë, i çmoi shumë vlerat e tij a të saj.
5. *bised.* Në organet e larta të administratës shte-tërore, në organet qendrore e urdhërdhënëse; *kund.* poshtë. *U shqyrtua (u vendos) lart. U ngjit lart. Lart e me lart!*
*6.* Me zë të hollë e të tingëllueshëm. *la mori këngës lart. Merre me lart (këngën) !*
7. *fig.* Me mirë a me shumë se të tjerët; në lartësinë e duhur; *kund.* poshtë. *Është me lart. Qëndron me lart. Qëndron lart nga ana morale.*
8. *përd. em.* Pjesa ose ana e sipërme e një sendi, pjesa ose ana që është sipër; shkalla e sipërme e një shkallëzimi shtetëror a shoqëror; *kund.* poshtë. *Kon-trolli nga lart poshtë (nga poshtë lart). Udhëzim nga lart, E shikojmë nga lart. Dukej nga lart.*
9. *përd. kallëzues.* Ngre, çoj. *Lart flamujt e revolu-cionit! Lart frymën revolucionare!*
II. *parafj. bised.* Sipër; mbi. *Lart murit. Lart ça-tisë. Doli hëna lart malit. I shkoi guri lart kokës.*
*-k* Me ballë (me ballin) lart krenar, ballëlart. Lart e poshtë (poshtë e lart) gjithandej, poshtë e përpjetë; tutje-tëhu. Poshtë lart *shih te* POSHTË. Pështyn lart *dikush shih te* PËSHTYJ. E shet lart *dikush shih te* SHES. Vret (rreh) lart (rëndë) a) kërkon me shumë nga sa i takon; b) mburret shumë, e mban veten për të madh, sillet me mendjemadhësi. E ka (e mban) mbi kokë e lart *d i'k ë shih te* KOKË, ~A. I kullot hunda lart *iron, shih te* HUNDË,~A. Mbaj ballin lart *shih te* BALLË,~I. E mban (e ka) hundën lart (përpjetë) *iron, shih te* HUNDË,~A. E mban (e ka) kokën lart a) është krenar, mbahet krye-lartë; b) *keq.* është mendjemadh. Ngriti (çoi) duart lart (përpjetë) *shih te* NGRE. I ngre lart zemrën *d i -kujt shih te* ZEM'ËR,~RA. I rrihte dyfeku lart *dikujt keq. shih te* DYFEK,~U.

LARTAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banori i krahinave të larta malore.
LARTAS *ndajf.* Lart. LARTAZI *ndajf.* Lart.
LARTË,~T (të) *as. bised.* Lartësi; vend i lartë. *U ngjit në të lartë. E vari me (në) të lartë (pastërmanë). Fluturojnë në (me) të lartë. Iu morën mendtë nga të lartët.*
LARTË (i,e) *mb.* 1. Që gjendet a që ndodh në largësi të madhe nga toka ose nga një sipërfaqe tjetër; që është në hapësirën mbi tokë; që ndodh në lartësitë madhe; *kund.* i ulët. *Re të larta. Shtresat e larta të atmosferës. Fluturim i lartë. Shkrepëtimatë larta. Tavan i lartë. Degë të larta.*
2. Që është i gjatë në drejtimin pingul, që është mbi të tjerët nga gjatësia në drejtimin pingul; që shtrihet shumë lart, që ka lartësi të madhe; i gjatë; *kund.* i ulët; i shkurtër. *Dru (Us) i lartë. Pyll i lartë. Mur (gardh) i lartë. Shtëpi e lartë. Pallate (oxhaqe, kulla) të larta. Katet e larta. Furrë e lartë* furrnaltë. *Tryezë e lartë. Me shtat (me trup) të lartë. Njeriu me i lartë në botë. Mai i lartë. Me taka të larta. Kë-pucë të larta* këpucë me taka të gjata. *Rritet i lartë.*
3. Që është me lart se një rrafsh tjetër ose se si-përfaqja e detit; që ndodhet në male a në krahina malore; që ka male, malor; *kund.* i ulët. *Vend i lartë. Vende (zona, vise, toka) të larta. Kullota të larta. Li-gene (këneta) të larta. Pjcsa e lartë e vendit. Tomori është me i lartë se Dajti.*
4. Që del mbi diçka tjetër ose me tepër se zakonisht, i dale; i ngrituf: *Me ballë të lartë. Me gjoks të lartë. Me supe të larta.*
5. Që ka force, që është në një masë të madhe a në një shkallë të ngritur; që është ose që bëhet në sasi të madhe a në numër të madh; i madh; që është a që ngrihet mbi nivelin mesatar a mbi normën e za-konshme; shumë i ngritur, shumë i mirë; shumë i zhvilluar e i psrparuar; *kund.* i ulët. *Temperature e lartë. Trysni e lartë. Tension i lartë. elektr. Prodhime (të korra) të larta. Prodhinttari e lartë. Rendiment i lartë. Kosto e lartë. Rroga (paga) të larta. Fitime (çmi-me) të larta. Ritme të larta. Ciiësi e lartë. Teknikë e lartë. Zhvillim i lartë. Kalueshmëri e lartë. Note e lartë. Mesatare e lartë. Me nivel shkencor (teorik) të lartë. Me kulturë të lartë. Me ciiësi të larta morale. Me vetëdije (ndërgjegje) të lartë. Stil i lartë. gjuh.* stil i cili përfshin mjete të tilla gjuhësore që i japin ligjërimit një ton të ngritur e solemn.
6. Që shquhet nga cilësia a nga rëndësia, shumë i rëndësishëm, i shquar, i nderuar. *Dekoratë e lartë. Titull i lartë. Miq të lartë.*
7. Që i përket shkallës më të sipëIme në një shka-llëzim shtetëror a shoqëror ose në një sistem arsimor; që është një shkallë me lart se diçka tjetër e një lloji me të; *kund.* i ulët. *Organet e Tarta. Sferat (qarqet) e larta zyrtare, Shtresat e larta shoqërore. Nëpunës (zyrtar) i lartë. Oficer i lartë. Gjykata e lartë. Takim i nivelit të lartë. Kooperativë e tipit të lartë. Arsimi i lartë. Studimet e larta. Shkollë e lartë. Instituti i lartë pedagogjik. Cikli i lartë i shkollës tetëvjeçare. Klasat (kurset) e larta. Kuadrot e larta.*
8. I hollë e i tingëllueshëm (për tingujt e zërat); *kund.* i ulët. *Me zë të lartë. Tingull i lartë. Note e lartë.*
9. Që është në shkallën më të fundit të zhvillimit, i ndëriikuar; *kund.* I ulët. *Organizma të lartë. Kafshë të larta. Bimë të larta* bimë me kërcell, me rrënjë e me gjethe. *Faza e lartë e zhvillimit.*
10. *fig.* Që ka ciiësi morale shumë të mira ose aftësi mendore të mëdha e dije të thella, që merit on nderim, i nderuar; që ka synime a qëllime shumë të vlefshme për shoqërinë; që ka përmbajtje të rëndësishme e të ngritur. *Njeri i lartë. Qëndrim i lartë. Sjellje e lartë. Synime (qëllime) të larta. Vepër e larfë^ për interesat e larta të Atdheut.*
+ Shtypi i lartë *sjttypshkr.* mënyre shtypi: shkronjat e radhitura a të derdhura e të faaosura, flgurat, skicat
etj. dalin mbi rrafshin horizontal. Me zë t lartë me këmbëngulje, me force e pa bërë asnjë lëshim. Shkalla e lartë do (kërkon) këmbë të forta *fj. u. shih te* SHKALLË,~A.
LARTËSI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Largësia e diçkaje nga toka ose nga një sipërfaqe tjetër, e cila matet në drejtimin pingul duke u nisur nga kjo sipërfaqe; hapësira mbi tokë, që ndodhet shumë lart. *Në lartësi të mëdha. Lartësia e tavanit. Lartësia e fluturimit. Fluturon (qëndron) në lartësi. Men lartësi* ngrihet lart. *Hurnbet lartësi* ulet poshtë. *U zhduk atje në lartësitë qiellore.*
2. Shtrirja e një trupi në hapësirë nga poshtë lart, nga fundi deri në majë ose nga një rrafsh, gjatësia pingule e një trupi si një nga përmasat e tij kryesore; largësia pingule e një vendi a e një pike të tokës nga sipërfaqja e detit. *Lartësi absolute (relative). Lartësia e trupit. Lartësia e lisit (e shtyllës, e mur it, e ndër-tesës). Lartësia e nialit (e rrafshnaltës, e tokave, e liqeneve të Lures).*
3. Vend i lartë; pjesë e lartë e diçkaje. *Në lartësitë e maleve. E tërheqin lartësitë.*
*A. gjeont.* Vija pingule, që bie nga kulmi i një figure gjeometrike a i një trupi gjeometrik mbi bazën e tyre; gjatësia e kësaj vije. *Lartësia e trekëndëshit. Lartësia e konit (e piramidës, e cilindrit).*
5. Të qenët i lartë, të qenët i hollë e i tingëllueshëm (për tingujt e zërat). *Lartësia e tingullit. Lartësia e toneve.*
6. *fig.* Caku me i lartë i ngritjes ose i zhvillimit të diçkaje, caku a niveli që duhet. *Në lartësi të reja. Në lartësinë e duhur. Nga lartësitë e kohës. Në lartë-sinë e detyrës.*
*1. zyrt.* Titull më të cilin u drejtohen princave dhe princeshave; ai ose ajo që mban këtë titull (në vendet ku ka familje mbretërore).
LARTËSIM,~I *in.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LARTËSOJ, LARTËSOHEM. *Këndi i lartë-simit. usht.* këndi që formohet ndërmjet rrafshit horizontal dhe drejtimit të grykës së një arme për të shkuar predha në shenjën e caktuar. *Mekaniznti i lartësimit. usht.*
LARTËSIMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Vegël e posaçme, që shërben për të përcaktuar lartësinë e fluturimit të aeroplanëve. *Akrepi i lartësimatësit.*
LARTËSIRË,~A • *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i lartë e i Ijapur, hapësirë e gjerë në lartësi. *Lartësirat e maleve.* ^,
2. *gjeogr.* Zone që është me lart se dyqind metra mbi nivelin e detit. *Lartësirat bregdetare.*
LARTËSOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Bëhet me i lartë, ngrihet lart; qëndron a duket në lartësi, del mb^. të tjerët. *Lartësohen çdo ditë ndërtesat e reja. Lartë sohen oxhakët e fabrikave. Tej lartësohen malet. Lartësohen retë në qiell.*
2. *fig.* Zhvillohem a përparoj në diçka, rrit nivelin e,dijeve e të formimit të përgjithshëm, ngrihem; ar-simohem. *Jane lartësuar nga ana ideopolitike (profe-sionale, kuliurore).*
3. *Pës. e* LARTËSOJ.
LARTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj me

të lartë diçka, e ngre lart; e ngre a e rrit mbi të tjerët.*Lartësoj murln (gardhin). E lartësoi temperaturën e djegies.*

*2.* E vlerësoj shumë dike, i jap vendin që i takon; vë në dukje vlefat e dikujt a të diçkaje, e ngre lart; e lavdëroj shumë. *Lartësojnë vetitë (bëmat) e heroit. Lartëson figurën e partizanit (e punëtorit, e gruas). Lartësojnë veprën e komunistëve. E lartësojnë njerëzit përreth.*

3. E bëj që të zhvillohet e të përparojë në diçka, ia rrit nivelin e dijeve e të formimit të përgjithshëm, e ngre; e arsimoj; e fisnikëroj. *E lartëson nga ana ideo-profesionale. Puna e lartëson njeriun. fj. u.*

LARTI (së) *ndajf.* 1. Lart; nga lart. *Hidhet së larti. E qëlloi së larti. Zbresin së larti. Kërcim së larti. sport.*

2. *fig.* Me mburrje e kryelartësi; me mendjema-dhësi, nga lart. *Flet së larti. E sheh së larti.*

LARTMADHËRl,~Az>r., *vjet.* Madhëri. LARTOHEM *vetv. bised.* Lartësohem. LARTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* Lartësoj.

LARTPËRMENDUR (i,e) *mb. libr. 1.* Q3 është përmendur ose ësbtë zënë në gojë me përpara a me lart. *Njeriu i lartpërmendur. Kushtet (të dhënat, ar-syet) e lartpërmendura. Ngjarjet e lartpënrtendura. Shuma e lartpërmendurv*

L,ARTSHËNUAR (I,e) *mb. libr.* Që është shënuar me lart; i lartpërmendur. *Emrat e lart shënuar. Ven-dimi i lart shënuar.*

LARTTREGUAJR (i,e) *mb. libr.* Që është treguar me lart; i lartpërmendur. *Mënyra e larttreguar. Sipas rregullave të larttreguara.*

LARTH,~I *m. bot. i.* Ashc. 2. Urth.

LARUA,~OI m. *sh.* ~ONJ, ~ONJTË. Ka i larmë. *Kishte një larua dhe një lariskë. Erdhi laroi.*

LARUK,~E *mb.* 1. I larmë, lara-lara. *Lopë (dele, dhi) laruke. Ka (viç, qengj, qen) laruk. Pule laruke. Gjarpër laruk.*

*2. fig.* Lajkatar e shtiracak, Iaragan; dredharak. *Njeri laruk.*

3. *Përd. em. sipas kuptimeve të mbiemrit.*

LARUSH,~E *mb.* edhe *përk.* 1. I larmë, lara-lara. *Lopë (dele, dhi, mace) larushe. Ka (viç, dash, cjap, qen) larush. Peshk larush. Me sy larushe. Shami larushe. Miser (rrush) larush. Fasule (groshë) larushe.*

2. edhe *mospërf.* Që ka përbërje të ndryshme, me njësi a me pjesë jo tg njëjta, i përzier. *Turmë larushe. Çetë larushe.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit (kryesisht për kafshët e shpendët), *Ngordhi larushja.*

LARUSHAN,~E *mb.* 1. I larmë, lara-lara. *Ka la-rushan. Patë larushane. Me një fustan larushan.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (kryesisht për kafshët e shpendët).

LARUSHf,~A . *sh.* ~, ~TË. Larmi.*JLawshi e madhe. Larushia e ngjyrave. Ljep~tafusJIi diçkaje.*

LARUSHIT *kal.,* r^A, ~XJR. 1. E bëj lara-lara diçka, e bëj larush. Jaroj; e fëlliq vende-vende, e bëj me njolla. *larushiti rrobat.*

*2. jokal. vet. veta III.* Duket lara-lara. *Që larg la-rushitin fushat e livadhet.*

LARUSHlTEM *vetv. I.* Fëlliqem vende-vende, bë-hem me njolla, ndotem. *U larushit në fytyrë (në trup).*

*2. vet. veta HI.* Bëhet i larmë kur nis të piqet, për-skuqet, larohet. *Është larushitur rrushi. Jane larushitur kokrrat.*

3. *Pës. e* LARUSHIT.

LARUSHK,~KU *m. sh.* ~Q, ~QIT. 1. *bot.* Lloj rrushi i egër, me kokrra të vogla si të kuqërreme, të rralla e të athëta; fryti i kësaj pemë. *Larushku i pyllit. Një vesh larushk. Ta mbledh gjuhën larushku.*

*2. krahin.* Degë a bisqe të njoma hardhie, që i harrin dhe ia hedhin bagëtisë. *U japin bagëtive larushk.*

•*k* Kur të bëjë larushku rrush *iron,* kurrë, asnjëherë. Kur s'ke rrush, ha edhe larushk *fj. u.* kur s'ke pulën, ha edhe sorrën.

LARUSHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vet. nj. bot.* ito&LARUSHK,~Ui. 2. Lopë e larme, larushe.

LARCSHTË (I,e) *mb.* I larmë, larush. *Kafshë e larushtë.*

LARVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Trajtë fillestare e kandrrave, e krimbave, e bretkosave dhe e disa kafshëve të ujit, që sapo ka dale nga veza dhe jeton me vete; vemje. *Larva kandrrash (mizash). Larval e krimbave (e fluturave, e bretkosave, e peshqve).*

LARVOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me larvën, që i përket larvës, i larvës; që ka trajtën e lafvës. *Periudha (faza) larvore. Zhvillimi larvor. Qenie larvore.*

LASË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kopani i rrobave. *Lose rrobash.*

*2. vjet.* Grua e shkuar në moshë, që lante grate e vdekura të myslimanëve; baxhi.

3. Tufë degësh të holla pa gjethe, që pëfdoret si fshesë për të ndarë kashtën dhe gëzhutat e Iëmit nga kokrrat e drithit.

4. *krahin.* Fije bari të forta që përdoren si shtupë për të fërkuar e për të larë enët. *Mblodhi lasa për enë.*

LASKAR,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dru i
trashë e i gjatë, zakonisht me majë të gdhendur e shpatuke, që përdoret për të ulur a për të ngritur gu-rin e mullirit, për të lëvizur nga vendi gurë e sende të ndryshme etj.; ngritës. *Laskari i mullirit. E ngriti (e uli) me laskar. I vuri laskarin.*

*2.* Tezgë me dy dfunj të trashë anës e me një shtrojë thuprash për të mbajtur dhe e sende të rënda.

3. Lopatë lundre.

4. *fig. shar.* Njeri me trup të madh e i trashë nga mendja, shul.

LASKAR,~I ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Landare.
*Laskar rrushi. Laskar kungulli. Laskar arre (gështenje).*
*ir V* be laskar u dobësua shumë, u tret nga trupi.

LASKARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* LECKË,

2. Pjesë e shembur e një kodre a e një mali. LASKAROHEM *vetv.* 1. *shih* LECKOSEM.2. *vet. veta HI.* Shembet, rrëzohet pjesë-pjesë (kodra, mali etj.).

LASKAROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* LEC-KOS.

2. *vet. veta III.* E shemb, e rrëzon pjesë-pjesë (kodrën, malin etj.). *E laskaroi bregun lunti. E las-karuan shkëmbin (kodrën) ujërat.*

LASKARUAR (i,e) *mb.* 1. *shih* LECKOSUR (i,e).

2. I shembur, i rrëzuar pjesë-pjesë (për kodrën, malin etj.).

LASTAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Degë e njomë, e gjatë, e hollë dhe e drejtë, filiz; kërcell i nolle e i gjatë kryesisht i disa bimëve kacavarëse ose që shtri-hen përtokë. *Lastar i ri (i njomë). Lastar i gjatë. Lastar pemësh. Lastar ulliri (dardhe). Lastar rrushi. Lastar kungulli (domateje). Lëshoi las tare. I këputi lastar ët.*

2. *fig.* Njeri me trup të gjatë, të drejtë e të zhdër-vjellët.

LASTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *shtypshkr.* Fletë e hollë dhe e epshme prej alumini a prej zinku, në të cilën hidhet teksti a figura për ta shtypur pastaj në letër me shaptilograf ose me ofset. *Shtypen së pari në letër dylli ose në lastër.*

LASTROK,~E *mb.* I. Që rri gjithnjë i fëlliqur, që nuk mbahet paster, I papastër, i fëlliqur, i ridyrë.

2. *fig.* Që ka qëndrim të keq moral; horr.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. LASHË. XA *thj.* e LË.

LASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e vogël druri, ashkë. *Ashka e lashka.* 2. Tas i vogël a kupë prej druri.

LASHT,~I *m.* dhe LASHTË,~A *krahin.* Kohë; kohë e kaluar, kohë e lashtë. *Në ate lasht. Në lashtln e vet. Ka lashtë kjo punë. Ishte tjetër lasht atëherë. Jane zakone lashti (të lashtit).*

LASHTA,~T <të) . *vet. sh.* Drithërat (si gruri, elbi, tërshëra, thekra etj.), që mbillen herët në vjeshtë dhe korren në fillim të verës. *Të lashta të mbara (të mira). Mbjellja e të lashtave. U poqën të lashtat. Po korren të lashtat.*

Shushunja e të lashtave (e dri-thërave) *zool. shih te* SHUSHUNJË,~A.

LASHTAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qengj a kec i pjellë para kohe i ngordhur, dështak.

LASHTAZI *ndajf.* Në kohë të lashta; në një të shkuar të largët; dikur. *Ka ndodhur lashtazi. Ka hum-bur lashtazi.*

LASHTË *ndajf.* 1. Herët. *Mbollën lashtë. Ka lindur lashtë.*

2. Shumë kohë përpara. *Aty lashtë* mjaft kohë përpara, dikur. *Që lashtë.*

LASHTË,~A . *shih* LAGSHTË,~A.

LASHTË (i,e) i *mb.* 1. Që i përket një kohe shumë të largët, i hershëm; që ka qenë ose që ka ndodhur shumë kohë me pare, i dikurshëm; që është krijuar a formuar shumë shekuj me pare; që ka jetuar në të shkuarën e largët, shumë i vjetër, i moçëm. *Në kohë të lashta. Ngjarje (ndodhi) e lashtë. Njerëzit e lashtë. Kultura e lashtë. Zakone I (traditat) e lashta.*

*Popull i lashtë. Gjuhë e lashtë. Qytet i lashtë. Tokë e lashtë. Veshje e lashtë. Fjalë e lashtë* fjalë e urtë. *Histori e lashtë* historia e periudhës më të hershme.

2. Që është shumë i vjetër në moshë, që është i kaluar në moshë, i moçëm. *Burrë (plak) i lashtë. Është* i *lashtë në moshë.*

3. Që rritet ë zhvillohet në një kohë më të shkurtër se të tjerët, që jep prodhim a piqet më parë se llojet e tjera, i hershëm; *kund.* i vonë. *Fik i lashtë. Miser i lashtë. Qengj (kec) i lashtë.*

4. Që është prej bagëtie të vjetër. *Mish i lashtë.*

5. *Përd. em.* sipas kuptimeve 2, 3 të mbiemrit.

LASHTË (i,e) n *mb. bised.* Që është bërë me miell të lashtash. *Bukë e lashtë.*

LASHTËRl,~A . Lashtësi.

LASHTËRtSHT *ndajf. bised.* 1. Në kohë të lashta, në një të shkuar shumë të largët; dikur.

2. Sipas mënyrës së vjetër, siç bëhej në kohë të lashta; si dikur në të kaluarën. *U vesh lashtërisht. Nuk bëhen me sot martesat si lashtërisht.*

LASHTËRlSHTE *mb. vet. f.* 1. Që ka prejardhje prej kohëve shumë të vjetra; që ruan tipare të vjetra e përdoret si dikur në të kaluarën; i lashtë. *Veshje lashtërishte. Këngë lashtërishte. Gjuha lashtërishte.*

*2. si em.* LASHTËRISHTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Ndodhi e kohëve të lashta; këngë shumë e vjetër për ngjarje të kohëve të lashta. *Kujtonin lashtërishtet.*

LASHTËSI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Të qenët i lashtë; të qenët shumë i vjetër. *Lashtësia e një po-pulli. Lashtësia e kulturës. Lashtësia e gjuhës shqipe. Lashtësia e një kënge (e një valleje).*

*2.* Kohë shumë e vjetër, koha e lashtë, e shkuara e largët; bota e lashtë, antikiteti. *Nga lashtësia e thellë. Në lashtësinë e largët. Lashtësia Hire. Lashtësia e mesjetës. Dijetarët e lashtësisë. Kane jetuar në lashtësi.*

LASHTI (së) dhe LASHTI *ndajf.* Në kohë të lashta, në një të shkuar shumë të largët; që nga koha e lashtë; një here e një kohë, dikur, motit. *Një here lashti. Aty lashti* dikur. *Asi lashti* atëherë. *Ka ndodhur lashti. Kane jetuar së lashti. E trashëguar së lashti.*

LASHTOHEM *vetv.* 1. Vjetrohem, plakem, bëhem i moçëm; rritem, bëhem i madh. *U lashtua me halle. lu lashtuan fëmijët.*

2. *vet. veta III.* Rritet, zhvillohet (për bimët). *U lashtua duhani.*

3. *vet. veta HI.* Bëhet e vjetër diçka, vjetrohet. *V lashtua plaga.*

4. *Pis. e* LASHTOJ 4.

LASHTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. I. Vjetrohem, plakem, bëhem i moçëm, lashtohem. *Lashtoi shumë. Lashton ditë me ditë.*

*z. vet. veta III.* Rritet, zhvillohet me shpejt se za-konisht (për bimët). *Lashtoi gruri (misri, duhani).*

3. Pjell me herët a para kohe; dështoj. *Lashtoi delja (dhia, lopaj. Lashtnt nusja. Ka lashtuar dy here.*

4. *kal.* Bëj një punë herët, e bëj diçka pai^a^iKjhe.— së zakonshme, hershoj. *Lashtoj punën.*

5. edhe *kal.* Shpejtoj për diku, nxitoj, ngutem. *Lashtoi për në shtëpi. Lashtonte për të dale. Lashton kur flet. I lashtuan këmbët.*LASHTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Are e mbjellë më të lashta.

LASHTUAR (i,e) *mb.* I plakur. *Njeri i lashtuar.*

LATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që pret drurë me late; ai që gdhend drurin me late për të bërë trarë, bucela etj.

LATESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Pjesë a anë e latuar e diçkaje, vend i latuar në një send të drunjtë; send i latuar.

LATË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Sëpatë e vogël me teh të gjerë, që përdoret për të prerë dege të holla dhe për të gdhendur e sheshuar trungjet, trarët etj., sëpatë marangozi, cakorre; sëpatë e madhe me qafë të gjatë. *E latoi (e gdhendi) me late. E çau trungun me late.*

2. Thikë e madhe, zakonisht me teh të gjeIë e të harktiar, më të cilën kasapi pret mishin. *Lata e ka-sapit.*

3. Pjesa e metaltë e sëpatës, e kazmës etj., që është shpatuke dhe me teh. *Lata e sëpatës (e kosës, e sqe-parit, e shatit, e kazmës). I mprehu latin.*

4. Trung druri i gdhendur, që përdoret për lëndë iidërtimi; send i latuar, latesë. *Late e forte. Latat e shtëpisë.*

5. KHapë e gdhendur në dru. *Latat e çeteles.*

•*k* Si lata, sëpata *keq.* njësoj janë, si njëri ashtu edhe tjetri. Kur shkoi lata, të shkojë edhe sëpata kur ikën pjesa me me vlerë, s'ke ç'e do tjetrën; ikën sytë,

Ie të ikin edhe vetullat.

|.

LATË,~A H . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e një triske ose cope e vogël letre, zakonisht në trajtë ka-trore, e cila ka të shënuar sasinë e druve, të vajgurit etj. që mund të marrë

një familje a një njeri. *Latat e triskave. Latat e druve (e vajgurit). Latat e menses.*
2. Fletë e vogël, që i jepet shoferit së bashku me patentën për të ngarë një automjet, në të cilën i shë-nohen shkeljet e rregullave të qarkullimit dhe që në raste të rënda i merret si ndeshkim bashkë me patentën. *Lata e parë (e dytë, e tretë). I bëri një shenjë në late. I preu latën. la mori (ia hoqi) një late.*
LATIFOND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Prone toke e madhe në kohën e Perandorisë Romake, që ishte në duart e njerëzve të shtresave të larta. *Latifondet romake. Latifondet e skllavopronarëve.*
*2.* Prone toke e madhe në vendet kapitaliste e feu-do-borgjeze, që është në duart e të pasurve dhe që punohet me bujq të shfrytëzuar, me mënyra e mjete ^ë prapambetura. *Latifonde të mëdha. Latifondet kapitaliste. Pronari i një latifondi.*
LATIFONDIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pronar i madh tokash, pronar latifondi.
LATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve LATOJ, LATOHEM. *Latimi i drurëve (i trupave). Latimi i gurëve. Arti i latimit.*
LATfN ~E *mb.* 1. Që lidhet me romakët, me gju-hën e me kulturën e, tvre. j-jomakëvey që është ka-_rat±BEiatikrperTOrriakët ose që është krijuar prej tyre. *Gjuha latine. Alfabeti latin. Fjalë latine.*
2. Që e ka prejardhjen nga romakët; që ka qenë *t* populluar së pari prej tyre; që ka dale nga asimilimi i popullsisë vendëse prej romakëve ose prej pasar-dhësve të tyre a prej popujve të romanizuar, *Bota latine. Popullsi latine. Vendet latine. Amerika latine.*
LATINISHT *ndajf.* Në gjuhën latine. *Është shkruar latinisht.*
IATINISHTE ~JA . Gjuhë e vdekur e familjes indoevropiane, që flitej nga romakët dhe që vazhdoi të përdorej si gjuhë kulture edhe shumë shekuj me vonë; gjuha latine. *Latinishtja e shkruar (e folur). Latinishtja popullore (vulgare). Latinishtja ballkanike. Latinishtja kishiare.*
LATOHEM. *Pës. e* LATOJ.
LATOJ *kal.,* ~OVA ~UAR. 1. Gdhend një dru, një gur etj. për ta bërë me faqe të lëmuara, i jap faqe; e gdhend dhe e lëmoj diçka për t'i dhënë një forme të caktuar, e skalit. *Latoj gurin (mermerin). Latoj trarët. Latoj bishtin e sqeparit. Latoj me late (me sëpatë, me sqepar). '*
*2. fig.* Ia zhduk dalëngadalë të metat dikujt duke e edukuar me kujdes, e bëj të sillet e të vepfojë ashtu si duhet, e gdhend, e ndreq. *E latoi djalin.*
LATOR ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Latues. 2. *vjet.* Mblatës.
LATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Late e vogël marangozi, latushë.
LATOSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Latore.
LATREDH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cjap a dash që nuk mund të tridhet për shkak të vendosjes jo të rregullt të herdheve.
LATUAR (i,e) *mb.* Që është gdhendur dhe është bërë me faqe të lëmuara, që ka marrë faqe; që është gdhendur dhe ka marrë formën e caktuar, i skalitur. *Gur (mermer) i latuar. Dru (tra) i latuar. Dërrasë e latuar. Bisht sëpatë i latuar^*
LATUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që gdhend drurin a gurin për ta bërë me faqe të lëmuara, ai që i jep faqe gurit a drurit; ai që gdhend e lemon diçka për t'i dhënë një forme të caktuar, skalitës. *Latues guri. Latuesi i trarëve.*
LATURIS *kal,* ~A, ~UR *bhed.* 1. Fëlliq a përlyej shumë diçka, e bëj me bojë, me baltë etj. a me njolla të ndryshme në shumë vende. *E laturisi fletoren (librin) me bojë. I ka laturisur duart (rrobat, këpucët) me baltë. I laturisën muret.*
2. I lyej tepër e jo hijshëm buzët, fytyrën etj. më të kuq (për grate). *paska. laturisur buzët (faqet).*
LATURISEM *vetv. bised.* 1. Fëlliqem a përlyhem shumë, bëhem me bojë, me baltë etj. a me njolla të ndryshme në shumë vende. *U laturis në fytyrë. U la-turis i tëri. U laturisën fëmijët me akullore.*
2. Lyhem tepër e në mënyrë jo të hijshme (për grate). *Qenka laturisur fare.*
3. *Pës. e* LATURIS.
LATURISUR (i,e) *mb. bised.* 1. Shumë i fëlliqur, i përlyer me bojë, me baltë etj. a me njolla të ndryshme në shumë vende. *Me duar të laturisur a. Me rroba (me këpucë, me çizme) të laturisura. Mure të laturisura.*
*2.* Që i ka Iyer tepër e jo hijshëm buzët, fytyrën etj. (për grate). *Me buzë të laturisura.*
LATUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Naxhake e vogël marangozi, latore.LAUREAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që”fiton çmi-min e parë në një konkurs të madh ose çmitnin më të lartë për vepra të shquara e për shërbime të ve-çanta në një fushë të shkencës, të letërsisë, të arteve, të prodhimit etj. *Laureat i Çntimit të Republikës. Laureat i koncerteve të majit. Laureat i festivalit (i olimpiadës teatrale).*
LAURESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool. I.* Çafkë-lore. *Lauresha e malit. King a e laureshës.*
2. Zog këngëtar, pak me i madh se harabeli, me ngjyrë të përhime e me pika të errëta, që rri arave; çerdhukël.
LAURË,~A . *mit.* Figure e mitologjisë popullore shqiptare, e cila, sipas besimeve të kota, përfytyrohej si një grua e shëmtuar dhe e keqe, që jetonte ndër lumenj e pellgje e mund të shndërrohej në një kafshë të vogël dhe dilte brigjeve duke bërtitur me zë të çjerrë.
LAVAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Lavare. *Lavaç thuprash (teli). Lavaçi i parmendës (i kosës, i zgjedhës, i qerres).*
*2. përd. ndajf.* Në trajtë rrethi, si lak, rrumbullak. *ka brirët lavaç. E mbështolli kulmakun (zhukën) lavaç. ~~'*
LAVAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* LAVARE,~JA. *Lavarët e kungullit. Lavar mishi* mish pastërma, i varur në tym, për t'u tharë.
LAVARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Litar a një fill tjetër me lak në njërën anë, që përdoret për të li-dhur e shtrënguar diçka, për të mbytur një kafshë a për të varur një njeri; kapistër. *Lavarja e mushkës (e gomarit). Me lavare në qafë. I vuri lavaren. Futi kokën në lavare.*
2. Rreth prej thuprash, prej teli etj., më të cilin lidhet a shtrëngohet diçka. *Lavarja e parmendës (e zgjedhës, e qerres, e kosës, e trinës së vathës). Lavarja e avlëmendit (e tezgjahut). Lidh (shtrëngoj) me lavare.*
3. Hallkë e një zinxhiri. *Lavaret e vargoit të zjarrit.*
4. Rreth që u vihet disa kafshëve në qafë; kular, hallkë. *Lavarja e qenit.*
5. *bot.* Dredhëz e hollë që lëshojnë disa bimë për t'u kapur nëpër degë a diku tjetër. *Lavaret e rrushit (e kungullit). Ka lëshuar lavare.*
6. Varg me pemë, me perime, me kallinj misri etj. që varen diku për t'u tharë. *Lavare mollësh (dar-dhash, fiqsh, domatesh). Lavare misri.*

7. Varg me zbukurime të ndryshme, që e varin në qafë a në trup vajzat ose nuset. *Lavarja e nuses. Lavare rruazash.*
8. Rrethi i kusisë, i kazanit dhe i disa enëve të tjera, që shërben për t'i vsrur diku ose për t'i mbajtur. *Lavarja e kusisë (e kazanit). Lavarja e ibrikut.*
9. Rreth prej thuprash, prej teli etj. që shërben për të lidhur a për të shtrënguar diçka. *Lavare thuprash (teli). Lavarja e parmendës (e kosës, e zgjedhës,*
*e qerres).*
10. Lëkura që u varet kafshëve poshtë nën qafë; lafsha e disa shpendëve, që është e kthyer poshtë. *Lavaret e lopës. Lavarja e gjelit (e pules).*
11. *bot.* Lule të grumbulluara në bistak, që nxjerrin disa drurë, vile. *Lavaret e gështenjës. Ka lëshuar lavare arra.*
12. *përd. ndajf.* Në trajtë rrethi, si lak, rrumbullak. *U kthye (u be) lavare.*
LAVD,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Lëvdatë. *Lavd i madh. I thur (i bën) lavde dikujt a diçkaje.*
LAVDËRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lëvdatë.
LAVDËRI,~A . I. ~. ~TË *vjet.* 1. Lavdi. *Ku-rora e lavdërisë. Ditë lavdërie. 2.* Lëvdatë.
LAVDËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LAVDËROJ, LAVDËROHEM.
*Fletë lavdërimi. Letër lavdërimi.* 2. Fjalë të mira që thuhen për të ngritur lart dike a diçka, lëvdatë. *Lavdërime të merituara. t bëri shumë lavdërime. Nuk dehet nga lavdërimet.*
LAVDËROHEM *vetv.* 1. Lavdëroj veten, lëvdohem, mburrem. *Lavdërohel shumë. I lavdëroheshin njëri-tjetrit.*
2. *Pës. e* LAVDËROJ.
• S'është as për t'u share, as për t'u lavdëruar *shih te* SHAHEM.
LAVDËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Them fjalë të mira për të ngritur lart dike a diçka, ngre lart me-ritat e një njeriu; e çmoj a e lavdëroj lart një pune; i thur lëvdata dikujt a diçkaje, mburr; lëvdoj. £ *lavdëroi para të gjithëve. E lavdëroi shumë veprën.*
LAVDËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që lavdërohet prej të tjerëve, që ka marrë lavdërime.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *duruari, i lavdëruari. fj. u.*
LAVDËRUES,~E *mb.* Që ngre lart punën ose me-ritat e dikujt, që lavdëron; që i thur lëvdata dikujt a diçkaje, që mburr. *Fjalë lavdëruese. Letër lavdëruese. Artikull lavdërues.*
LAVDËRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është për t'u lavdëruar, që meriton të lavdërohet. *Punë (sjellje) e lavdërueshme. Përpjekje (arritje, përparime) të lavdërueshme. Në mënyrë të lavdërueshme.*
LAVDl,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Emër e nderim i madh që fiton dikush me veprat e tij të shquara dhe që njihet nga të gjithë; fjalët që thuhen për të ngritur lart një vepër heroike, një ngjarje historike, emrin e një njeriu të shquar etj. *Në rrugën e lavdisë. I mbutuar me lavdi. Fitoi lavdi. la rriti lavdinë. I thurin lavdi Par-tisë (Ushtrisë Nacionalçlirimtare, Skënderbeut).*
2. Vepër e lartë, vepër me rëndësi të veçantë historike, vepër e lavdishme. *Lavditë e së kaluarës.*
3. *përd. pasth.* Përdoret si thirrje për të shprehur mirënjohje e nderim të thellë dhe urime të zjarrta. *Lavdi Partisë së Punës të Sh(jipërisë! Lavdi marksizëm-leninizmit! Lavdi popullit tone heroik! Lavdi të për-jetshme dëshmorëve të Luftës Nacionalçlirimtare!*
LAVDIDASHËS,~E *mb. libr.* Që kërkon lavdi për vete, që është i etur për lavdi. *Njeri lavdidashës.*
LAVDIDASHJE,~A . Dëshirë për lavdi, etje për lavdi.
LAVDIMADH,~E *mb. poet.* Që ka lavdi të madhe, që është mbuluar me lavdi. *Popull lavdimadh. Parti lavdimadhe. Ushtri (brigade) lavdimadhe. Tokë lavdi-madhe.*LAVDIPLOTË *mb. poet.* Që është mbuluar me lavdi; lavdimadh. *Parti lavdiplotë. Popull lavdiplotë. Vepër lavdiplotë.*
LAVDISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka fituar lavdi, që është mbuluar me lavdi; që meriton lavdi. *Parti e\ lavdishme. Popull i lavdishërrt. Kohët e lavdishme. kistori e lavdishme. Beteja të lavdishme. Vepër e lavdishme. Tradita të lavdishme. Rrugë e lavdishme.*
•*k* Shkroi një faqe të lavdishme (të ndritur) *shih te* SHKRUAJ.
LAVERDHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre kacavarëse, në shumë lloje, me gjethe e me lule në trajta e në ngjyra të ndryshme, që rriten nëpër pyje e; kullota, anës ledheve etj. e mbahen edhe si bimë zbukuruese. *Laverdhëza përdredhëse. Laverdhëza erë-këndshme* dorëzonja. *Laverdhëza e pyjeve.*
LAVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lëndë minerale që del e shkrirë dhe shumë e nxehtë nga krateret e vull-kaneve e pastaj ngrin. *Lave e zjarrtë. Lava e vullkanit. Rrjedh lava. E mbuloi lava.*
, LAVËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Punimj që i! bëhet arës për ta mb jellë, lëvrimi i tokës. *Lavra e parë (e dytë, e tretë). Kau i lavrës. I dha lavër arës* e p^inoi për ta mbjellë.
2. Tokë, zakonisht e rrafshët, që punohet si are; tokë e punuar zakonisht me parmendë. *Lavra do shi. E bed livadhin lavër.*
3. Cope toke sa mund ta punojë një pendë qe bren-da një dite. *Një lavër tokë. Sa lavra bëri?*
4. Koha prej një viti, që merret si masë për të dhënë rrioshën e qeve (që kur kanë filluar të lërojnë). *Ka dy Idyrash. Sa lavrash janë qetë?*
<~*k* E bëri lavër *diçka* e prishi diçka, e përmbysi dhe e bëri rrëmujë.
LAVËRDAN,~I *m.* Vend i hapur; hapësirë e ma-dhe.
LAVËRTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bujku që lëron arën me qe; pendar. *Lavërtar i mirë.*
LAVËRTARI,~A . Mjeshtria e lëvrimit të tokës, puna që bën lavërtari. *Merrej me lavërtari.*
LAVIRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *përb.* Femër e për-da;ië.
LAVJERRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *fiz.* Trup i varur në një shtizë në pjesën e poshtme të ores së murit, i çili luhatet pa pushim; trup i tillë, i varur në disa apjarate. *Luhatjet e lavjerrësit.*
2. Lavare thuprash që kapet diku për të varur gjethe për bagëtinë. *Lavjerrësi i vathës. Mbushi lavjerrësit me degë dushku (shkoze).*
3. Varg me zbukurime të ndryshme, që e varin në qafë vajzat ose nuset.
LAVOMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin. shih* PLA-
GIË,~A.
L,AVOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me lavën, i laves; që përbëhet nga lava e vullkanit. *Lëndë lavore. Rrymë lavore.*

LAVOS *kal.,* ~A, ~UR *krahin. shih* PLAGOS.
LAVOSEM *vetv. krahin. shih* PLAGOSEM.
t,AVRAK,~E *mb.* Që e ka trupin të holle, të dobët e jo të lidhur mirë. *Kishte ca fëmijë lavrakë.*
Rrush lavrak rrush që e ka veshin të gjatë e me kokrra të rralla.
LAZDRAK,~E *mb. 1.* Që përkëdhelet a llastohet përpara të tjerëve; ledhatar. *Vajzë lazdrake. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LAZDRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Përkëdhelje,
ledhatim; llastim.
LAZDROHEM *vetv.* Përkëdhelem, ledhatohem;
llastohem.
LAZDROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Përkëdhel, le-
dhatoj; llastoj.
LAZDRCAR (i,e) *mb.* I përkëdhelur; i llastuar.
LAZMITEM *vetv.* ~A (u), ~UR. *s-hih* LAZMO-HEM.
LAZMOHEM *vetv.* I përlëkurem dikujt, i silfem rrotull më të përkëdhelura e me lajka për t'ia arritur një qëllimi.
LAZMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përkëdhel dike me fjalë të mira e me lajka për një qëllim të caktuar; lajkatoj; llastoj.
LE *pj.* 1. Përdoret para foljesh në Iidhore, kur japim një urdhër a një udhëzim në mënyrë të zbutur ose kur shprehim një kërkesë a një grishje si nxitje, Si lejim, si pëlqim, si miratim etj. *Le të nisen sa me pare! Le t'i bëjmë këto ditë ditë sulmi! Le të hidhemi në një çështje tjetër! Le të ecim në shembullia e më të Mi-rëve! Le ta ngremë edhe me lart flamwin e revolucio-nit!*
*2.* Përdoret kur duam të ripohojmë diçka me gjithë kundërshtimin e dikujt, kur duam të mos e zëmë me në gojë diçka etj.; lëre. *Le të mos u pël-qejë! Le të thonë ç'të duan! Le, ç'lca për të vajtur me vonë! Le, po s'po na lënë të qetë edhe këta tani!*
•*k* Le që... përdoret kur flasim për diçka që ndodh ose jo pavarësisht nga dëshira e ndokujt. Le që (se)..., por edhe... jo vetëm që..., por edhe... Le (që)..., por as... jo vetëm (që)..., por as... Pa le përdoret për të pëfforcuar një ndjenjë a një dëshirë të folësit, mosbesimin, ironinë, talljen a përçmimin e tij, për të treguar se ajo që thuhet quhet e tepërt, s'mund të vërtetohet ose është e vështirë të ndodhë etj.
LEBETl,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Tmerr. *Lebeti e madhe (e zezë). I kishte hyrë lebetia. Hoqi lebeti* pa tmerf me sy. *Mori lebetinë* e zuri tmerri. *Thirri me lebeti.*
2. Klithmë tmerri, lebetitje. më të *qara e me lebeti.*
LEBETlT *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Tmerroj. *lebetitifëmijët (grate).*
*2. jokal. shih* LEBETITEM $_2$. *Lebetiti më të madhe. Iku duke lebetitur.*
LEBETITEM *vetv. bised.* 1. Tmerrohem. *V lebetit gjithë fshati.*
*2.* Kelthas a qaj me tmerr. *Lebetiteshin grate (fë-
mijët).*
3. *Pës. e* LEBETIT $_t$.
LEBETlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve LEBETIT, LEBETITEM.
2. Klithmë tmerri. *Qante me lebetitje.*LEBETlTUR (i,e) *mb. bised.* I tmerruar. *Me zë të lebetitur. Ikën të lebetitur.*
LEBËR,~RA . *mjek., veter.* I. Sëmundje e rëndë ngjitëse, që shfaqet në lëkurë me puçrra e me leskra dhe që dalëngadalë kalb mishin dhe e bën të bjerë copa-copa.
2. Sëmundje që dëmton gjitë e grave e të bagëtive dhe që shkaktohet nga mpiksja e qumështit. *Lebra e gjirit. Lebra e bagëtive.*
3. Rrebull; zgjebe. *Lebra e foshnjave (e fëtrtijëve). 1 ka rënë lebra në kokë.*
^Bar lebre *bot. shih te* BAR,~Ii-
LEBROSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *mjek., veter.* 1. Me zë lebra. 2. Zgjebosem.
LEBROSUR (i,e) *mb. mjek., veter.* 1. Që e ka zënë
lebra.
2. I zgjebosur.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
LECKA-LECKA *mb.* 1. I veshur me rroba të vjetra e shumë të grisura, me lecka; i leckosur, i shqyer, co-pë-copë, zhele-zhele. *Kishte ca rroba lecka-lecka. hhte bërë jorgani lecka-lecka.*
2. *përd. ndajf.* Në shumë lecka, copë-copë. *Egriu (e grisi, e bëri) lecka-lecka.*
LECKAMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri i veshur me rroba të grisura, njeri i leckosur, rrecka-man.
2. edhe *fig.* Njeri i varfër e i këputur, varfanjak (përdorej me përbuzje nga shtresat e pasura për t8 varfërit).
LECKAMAN,~E *mb.* 1. Që është i veshur me rroba të grisura, i leckosur. 2. edhe *fig.* Që është i varfër, varfanjak.
LECKAMANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LECKAMAN,~I.
LECKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e vogël, e grisur a e prerë nga një rrobë (zakonisht e vjetër); rreckë, zhele. *Lecka të vjetra (të ndotura, të fëlliqura). Leckat e kukullës. Top prej lecke. Dyshek me lecka. Qilim prej lecke. E lidhi me leckë. Mori (fshiu) plu-hurin me leckë. E Ian dyshemenë me leckë. Zë vrimat me lecka. I hoqi (i shkoi) një leckë dyshemesë.*
*2. kryes. sh.* Rroba të vjetra e të grisura, rrecka. *Vishej me lecka. 1 vareshin leckat. I hoqi leckat.*
3. *fig. keg.* Diçka fare pa vlerë, njeri a gjë që ka humbur çdo vlerë. *Iu duk vetja leckë. Leckë fare është!*
•*k* E bëri leckë (rreckë, paçavure) e shau rëndë një njeri, s'i la gjë pa thënë, e bëri për pesë para. Me gjithë lecka të tërin, me gjithçka. Me lecka e me pecka me çdo gjë që kishte. Me lecka në zemër në gjendje pasigurie të madhe, me frikë në zemër. Ngriti (mblodhi) leckat (rraqet) *mospërf. shih te* NGRE. la ngriti (ia mblodhi) leckat (rraqet) *d i k uj t mospërf. shih te* NGRE. Ia hodhi leckat në erë *dikujt për cm.* e zhduku dike, e asgjësoi. Është me lecka në krah nuk është ngulur për të banuar në një vend të caktuar ose nuk ka ende një punë të përhershme, endet sa në një vend në një tjetër; pret nga dita në ditë të niset me gjithë familjen për të banuar a për të punuar në një vend tjetër. la dha leckat në dorë *dikujt mospërf.*
e përzuri në një vend tjetër, e shpërnguli diku me zor. Luan si qeni me leckë *me dike shih te* QKN,~I.
LECKOS *kal.,* ~A, ~UR. E gris gjithandej një rrobë, e bëj lecka-lecka. *leckosi rrobat.*
LECKOSEM *vetv. 1.* Me grisen gjithandej rrobat, bëhem lecka-lecka. *U leckosën nëpër ferra.* 2. *Pës. e* LECKOS.
LECKOSUR (i,e) *mb.* 1. Që është grisur gjithandej (për rrobat). *Me rroba të leckosura. Me këmishë të leckosur.*
*2.* Që i janë grisur rrobat gjithandej, i veshur mo lecka; leckaman. *Një lypës i leckosur.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit (për nje-rëzit).
LECKURINË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1.

Lecka, zhele të ndryshme. *Leckurina të vjetra. Dyshek i mbushur me leckurina.*
2. Rroba të vjetra e të grisura, lecka; *bised.* copa të vogla pëlhure që përdoren për të mbështjellë fosh-njat. *Leckurinat e fëmijëve. Lante leckurinat.*
LEDH,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. I. Vend i ngritur buzë arave ose anës shesheve, udhëve, hendeqeve etj., mezhdë, trap. *Ledhi i arës (i livadhit, i rrugës, i hendekut). Ledhet e llogoreve. I pengojnë edhe ledhet. Ecte nëpër ledh (ledh me ledh). Mbroheshin pas ledhit. I prishën ledhet e i bashkuan arat.*
2. Pendë dheu që bëhet për të penguar ujërat, sfrat. *bënë ledhe të larta lumit. U çanë ledhet nga ujërat.*
3. Rrip i ngushtë are; lehe. *Ledhet e perimeve. Dy ledhe miser.*
*4.* Mur i trashë guri i një kalaje a qyteze; mur guri pa llaç, që bëhet në toka të pjerrëta për të mos shkarë dheu. *Ledh i lartë (i gjatë). Brezare me ledhe. Kala me ledhe të forta.*
5. *fig.* Pengesë, gardh; prag. *vuri (iu be) ledh d I ç-k aj e. E hodhi (e kapërceu) ledhin.*
•*k* S'i hedh dot ledh *p unës* edhe *poh.* nuk e rre-gullon dot, nuk gjen dot një zgjidhje të drejtë e të qëndrueshme për një çështje. Zuri ledhin (përruan) *keq. shih te* ZË.
LEDH,~I ii *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Lym; baltë. *Ledh lumi. Ledhi i vijave (i kanaleve). U mbush me ledh. E lyen me ledh. E bënë murin me ledh.*
2. *kryes. sh.* Tokë a are anës lumenjve a përrenjve, ti cila mbulohet me lym nga vërshimi i tyre; ledhishtë, lymërishtë. *Bëhet mirë drithi në ledhet.*
•*k* Zuri ledh *dik u sh* vuri pasuri, u be i pasur, zuri dhjamë. E zuri ledhi *dike* i ra në dorë papritur një pasuri si trashëgim, u be papandehur i pasur; i erdhi e mira te dera; i eci mbarë, e ndihmoi fati.
LEDHAS *ndajf.* Me përkëdhelje, me ledha; më të mirë. *E mori ledhas dike.*
LEDHATAR,~E *mb.* 1. Përkëdhelës, miklucs, ledhatues. *Njeri ledhatar. Me fjalë ledhatare. Me zë ledhatar. Buzëqeshje ledhatare.*
2. Që e përkëdhelin me shumë se të tjerët, që e duan dhe e ledhatojnë shumë; që është me i përkë-dheluri (kryesisht për fëmijët); që përkëdhelet e llas-tohet përpara të tjerëve, që ka shumë ledha. *Fëmijë ledhatar. Vajzë ledhatare.*3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbicmrit (për nje-rëzit).:[1]
LEDHATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LEDHATOJ, LEDHATOHEM. *Ledhatimi ifëmijëve.*
2. Përkedhelje, ledhë e sjellje e ngrohtë, kur e marrim dike më të mire. *bën ledhatime. E mori me ledhatime.*
LEDHATOHEM *vetv.* 1. Sillem -me naze e me teka, pëvkëdhelem (kryesisht për fëmijët e vegjël, që janë llastuar me tepri). *Ledhatohet shume.*
2. *Pës. e* LEDHATOJ.
LEDHATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I fërkoj kokën etj. dikujt me butësi e dashuri; i them dikujt fjalë të ëmbla e i sillem ngrohtë, e man dike më të mirë; e përkëdhel. *ledhatonte flokët (kokën). I ledhaton fëmijët.*
LEDHATUAR (i,e) *mb.* Që është rritur me ledhatime, i përkëdhelur (kryesisht për fëmijët). *Djalë i ledhatuar. Vajzë e ledhatuar.*
LEDHATUES,~E *mb.* Që të ledhaton, përkëdhelës, miklues. *Me fjalë ledhatuese. Me zë ledhatues. Vështrim ledhatues. Buzëqeshje ledhatuese.*
LEDHË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT..1. Përkedhelje, fjalë e ëmbël e sjellje e ngrohtë, kur e marrim dike më të mirë, ledhatim. *bën ledha dikujt* e përkëdhel, e ledhaton. *E~merr me ledha* e merr me përkedhelje, e ledhaton.
2. Sjellje me naze e me teka përpara të tjerëve (kryesisht për fëmijët). *Ledhat e fëmijës (e vajzës, e gruas). Ka shumë ledha.*
LEDHlSHTË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend a tokë me ledhe e me brezare.
2. *kryes. sh.* Mure të trasha mbrojtëse rreth e qaik një kështjelle, një qyteze etj., ledhnajë. *Ledhishtat e kështjellës (e qytezës).*
LEDHISHTË,~A n . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tokë a are e mbuluar me lym nga vërshimi i ujërave; tokë që është krijuar nga lymi; lymore, lymërishtë.
2. Vend që ka shumë baltë e llucë, baltak.
LEDHNAJË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Mure të trasha mbrojtëse rreth e qark një kështjelle, një qyteze etj., ledhishtë.
LEDHOHET. *Pës. e* LEDHOJ.
LEDHOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Ndërtoj ledhin; rrethoj një vend me ledh a me mur mbrojtës. *E le-dhuan qytezën.*
LEDHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend që lihet i pashkruar anash në një faqe fletoreje a libri, në një shkresë etj. *Ledhore e ngushtë (e gjerë). Ndaj le-dhoren me vijë të kuqe. Shënoj në ledhore.*
LEDHTË (i,e) *mb.* Që është bërë me ledh, i baltë. *Mur i ledhtë.*
LEGAL,~E *mb.* Që vepron, që bëhet ose që zhvillohet jo fshehurazi organeve shtetërore të një vendi, që e dine të gjithë, i hapët; që lejohet nga ligjet në fuqi, që nuk është nxjerrë jashtë ligjit dhe nuk ndalohet e nuk përndiqet zyrtarisht nga regjimi në,fuqi; *kund.* ilegal. *Organizatë legate. Lëvizje legate. Veprim-tari legate, Mbledhje legate. Shtypi legal. Me mjete legate.*
LEGATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Përfaqësi diplo-matike e përhershme e një shteti pranë një shteti tje-tër, e cila është e një shkalle më të ulë't se ambasada dhe drejtohet nga një i dërguar i jashtëzakonshëm e minister fuqiplotë; ndërtesa e kësaj përfaqësie. *Se-kretari i parë (i dytë) i legates. Atasheu i legates. Zy-rat e legates. Pritje në legate.*
LEGEN,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Enë e madhe, e rrumbullakët dhe mjaft e thellë prej metali a prej ndonjë lënde tjetër, që shërben për të larë fytyrën, duart e këmbët, për të larë rroba etj. *Legen alumini (llamarine, bakri, plastike). Laj duart (fytyrën, këmbët, fëmijëi, rrobat) në legen.*
*2. fig. bised., mospërf.* Njeri që nuk është serioz e i qendrueshëm në sjelljet e në veprimet e tij, njeri pa vlerë e llafazan, të cilin e trajtojnë të gjithë me mospërfillje e si të duan. *Është bërë legen ai.*
3. Pjesa e plugut mbi plorin, e gjerë e pak e per-, kulur, që shërben për të kthyer plisin. *Legeni i plugut.*
• I bie legenit *thjeshtligj.* a) flet kot me kot, flet gjepura; flet, po s'ia var njeri; b) bën një punë fare të kotë, tund derën. Legen i shpuar *mospërf. shih te* SHPUAR (i,e). I vunë (i varën) legenin (teneqenë) *dikujt mospërf. shih tek* TENEQ E,~JA. Bie shi me legenë (me gjyma, me shtamba, me kova, me ibrikë) *shih te* GJYM,~I.
LEGEN,~I ii m. *'sh.* ~Ë, ~ËT *anat.* Pjesë e skeletit të njeriut, e cila përbëhet nga brezi i harkuar i eshtrave të kryqeve e nga kërdhokullat; brezi i esh-trave të kafshëve

gjitare në pjesën e prapme të trupit, që vjen si e harkuar. *Eshtrat e legenit.*

LEGENMBAJTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rreth i metaltë me këmbëza, që shërbeh për të mbajtur legenin.

LEGË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Erë e forte që rrotullohet, dredhë. *Po fryn lega.*

LEGË,~A II . *sh.* ~A, ~AT. Masë gjatësie me vlera të ndryshme sipas vendeve, por më e madhe se dy milje. *Legë detare* masë gjatësie për udhëtimet detare e barabartë me 4,445 km ose 5,556 km.

LEGJENDAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me le-gjendën, që lidhet me legjendën, i legjendës, që është legjendë; gojëdhanor. *Këngë legjendare. Epika le-gjendare.*

2. Që është kthyer në legjendë, që është si në legjendë, që është karakteristik për legjendat; që bën trimëri të pashoqe, që mbetet i pavdekshëm, madhësh-tor, i jashtëzakonshëm. *Hero legjendar. Figure legjendare. Luftë (epope) legjendare. Trimëri (qëndresë, vepër) legjendare. Force legjendare.*

LEGJENDË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gojë-dhënë. *Legjendat popullor. Legjendat mesjetare. Le-gjenda e Mujit dhe e Halilit. Legjendat për Gjergj Kastriotin — Skënderbeun. Mbeti legjendë. Hyri në legjendë.*

2. *fig.* Trillim që përhapet me qëllime të caktuara për dike a për diçka; diçka që nuk i ngjan fare së vër-tetës, diçka e pabesueshme. *Su besonte kush atyre legjendave.*

+ E bëri legjendë *diçka* e zgjati shumë tregimin për diçka, duke i shtuar edhe gjëra të paqena e duke e zbukuruar me trillime.LEGJENDË,~A u . *sh.* ~A, ~AT *libr.* 1. Shenjat e posaçme dhe shpjegimet që jepen poshtë ose anës një harte, nj5 skice etj.

2. Mbishkrim në një monedhë a në ndonjë figure. *Legjenda e një monedhe (e një figure).*

LEGJION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Njësia ushtarake themelore në ushtrinë romake, që përbëhej nga shumë kohorta dhe që kishte rreth gjashtë mijë luftëtarë këmbësorë e kalorës. *Legjionet romake. Ko-hortat e legjioiut.*

2. *usht.* Njësi e veçantë e trupave sulmuese, e kri-juar nga disa shtete të Evropës për të pushtuar vende të tje'ra e për t'i mbajtur popujt e tyre të nënshtruar me anën e dhunës e të terrorit. *Legjionet fashiste (na-ziste). Legjioni i huaj* njësi e tillë ushtarake, e formuar nga Franca e nga Spanja me mercenarë të kombësive të ndryshme për të shtypur popujt e kolonive.

3. *fig.* Numër shumë i madh njerëzish, mizëri. *Legjione të tëra.*

LEGJIONAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Luftë-rar i legjioneve romake. *Legjionarët e Ramës.*

2. *usht.* Ushtar i një legjioni në disa vende të Evropës. *Legjionarët e huaj. Krimet e legjionarëve.*

LEGJISLACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tërësia e ligjeve të një shteti ose e ligjeve që kanë të bëjnë me një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërore. *Legjislacioni penal (financiar). Legjislacioni civil. Le-gjislacioni i një shteti. Legjislacioni i punës (i sigurimeve shoqërore). Legjislacioni i Republikës Popullore So-cialiste të Shqipërisë. Legjislacioni në fuqi.*

LEGJISLATtV,~E *mb. shih* LIGJVËNËS,~E.

*Pushteti legjislativ. Asambleja' legjislative. Organet legjislative. Veprimtaria legjislative.*

LEGJISLATtRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Koha " veprimtarisë së një organi të lartë përfaqësues nga mbledhja e tij e parë pas zgjedhjeve e deri në zgjedh-jet e reja; ko?.a e caktuar me ligj, në të cilën një organ i lartë shtetëror kryen veprimtarinë e vet si organ përfaqësues ligjvënës. *Legjislatura e re. Legjislatura e parë (e dytë...). Legjislaturat e Kuvendit Popullor.*

LEH *jokal.,* ~A, ~UR. 1. *vet. veto III.* Nxjerr një britmë të ndërprerë, bën "ham-ham" (kryesisht për qenin). *Lehin qentë.*

2. *fig. përçm.* Flas shumë e kot për dike a për diçka, llomotit; flas keq a shpif për dike, e shaj dike me fjalë të ndyra. *Le të lehin armiqtë! Le të lehë sa të dojë!*

*ir* Leh në hënë *shih te* HËNË,~A. Qeni leh atje ku ha ;. *u. keq. shih te* QEN,~I. Qeni që leh nuk të ha (nuk të kafshon) *fj. u.* ai që të kanoset me fjalë të shumta nuk ka fuqi të të dëmtojë, mos ki frikë nga ai që ka shumë fjalë. Qentë le të lehin, karvani shkon përpara ;'. *u.* armiqtë le të flasin e të shpifin sa të duan, ne s'bëhemi merak, por punojmë e për-parojmë. Ku leh qen e ku del tym, ku bën daullja bum *shih te* QEN,~I.

LEHAQEN,~E *mb. përçm.* 1. Që flet shumë e kot për dike a për diçka, që llomotit mbarë e prapë, llafazan; që flet keq a që shpif për dike, që shan me fjalë të ndyra, që leh si qen.

*?.. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

LEHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ngastër e vogël në are a në kopsht, që mbillet me perime, me lule,
me fidanë etj.; ngastër toke e gjatë në are, që për-fshihet ndërmjet dy hullive. *Lehe me qepë (me hudhra, me lëpjetë, me lule). Prashit (ujit) lehet.*

2. Vijë a hulli e thellë, që hiqet nëpër are për ujitjen ose për kullimin e saj. *Lehet tërthore. Lehet e grurit (e misrit). Lehe ujitjeje (kullimi). I bëjnë lehe ores.*

*k* E la lehe *diçka* nuk e ndoqi më tej, nuk u interesua e nuk u kujdes me për të.

LEHE-LEHE *ndajf.* Në ngastra të vogla, në lehe. *E ndanë lehe-lehe. E punoi lehe-lehe. E bëri lehe-lehe.*

LEHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes LEH. *Lehja e qenve.*

2. Britma e ndërprerë që nxjerr qeni kur leh, e lehur. *Lehje e mbytur. Lehjet e qenve.*

LEHËROHET. *Pës. e* LEHËROJ.

LEHËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E ndaj një cope toke në lehe; e punoj lehe-lehe një ngastër tokë a një kopsht. *Lehëruan arën (kopshtin).*

LEHONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grua që sapo ka lindur fëmijë, gruaja gjatë disa ditëve menjëherë pasi ka lindur fëmijën. *Ra lehonë. Është lehonë. E ka gruan lehonë. Kujdesi për lehonat.*

LEHONI,~A.,Të qenët lehonë; koha kur një grua është lehonë. *Koha (ditët) ë lehonisë. Ethet e lehonisë.*

LEHTAS *ndajf.* Lehtë. *E preku lehtas. Lëkundet lehtas. I pëshpëriti lehtas. U skuq lehtas. Qeshi lehtas.*

LEHTAZI *ndajf.* Lehtë.

LEHTË,~T (të) ai. 1. Të qenët i lehtë, të qenët me peshë a rëndesë të vogël ose me Tuqi të pakët; *kund.* të rëndët. *E preku më të lehtë. E qëlloi më të lehtë.*

*2.* Lehtësi. *E mundi më të lehtë. E gjeti më të lehtë.*

3. Të nkët, të hollët. *ra të lehtët.*

IL.EHTË (i,e) *mb.* 1. Që ka peshë të vogël, që rën-don pak; *kund.* i rëndë. *Trup (gur) i lehtë. Barrë (ngar-kesë) e lehtë. Arkë e lehtë. Thes i lehtë. Këpucë të lehta. Peshë e lehtë. sport,* ndarje ku bëjnë pjesë spor-tistë që peshojnë nga 62 defi 68 kg. (në mundje), nga 60 deri 67 kg. (në

ngritje peshash) dhe nga 57 deri 60 kg. (në boks). *Është me i lehtë se uji.*
2. *tek., usht.* Që ka përmasa të vogla e fuqi jo shumë të mad he dhe që mund të lëvizë pa vështirësi; që ësh të pajisur me armatim jo shumë të fuqishëm, që nuk ka armatim të rëndë. *Traktor i lehtë. Artileri e lehtë. Top (mitraloz) i lehtë. Tank i lehtë. Bombardues i lehtë. Këmbësori (kalorësi) e lehtë.*
3. Që bëhet ngadalë, pa rënduar shumë, pa shutnë force e pa zhurmë, që bëhet me majat e gishtave; që bëhet sipër e sipër ose anës e anës diçkaje, që prek vetëm sipërfaqen e diçkaje; që kryhet në një shkalle të vogël, që nuk është i thellë a i theksuar; që mezi dallohet a mezi shihet, që mezi dëgjohet a mezi ndi-het, që mezi kuptohet; *kund.* i rëndë; i thellë. *Hap i lehtë. Ecje e lehtë. Prekje e lehtë. Ndrysje (shtypje) e lehtë. Valle e lehtë* lloj valleje popullore që nuk bëhet me lëvizje të forta. *Krasitje (tëhwrje) e lehtë. Përpunimiilehtëi diçkaje. Gërvishtje (plage) e iehtë. Gjurmë (shenjë) e lehtë. Vijë e lehtë. Dritë (ngjyrë) e lehtë. Skuqje e lehtë. Parfum i lehtë* parfum i kënd-shëm për nuhatje, që ndihet paksa. *Lëvizje e lehtë. Zhurmë e lehtë. Buzëqeshje e lehtë. Dridhje e lehtë.Tronditje e lehtë. Rrahjet e lehta të zemrës. Ka një theks të lehtë (dialektor) në të folur.*
*4.* Që tretet pa vështirësi, që nuk të rëndon në stomak (për ushqimet); që nuk përmban shumë alkool •etj., që nuk është i forte në të pirë, i butë. *Ushqim (mish)* I *lehtë. Gjellë e lehtë. Ujë i lehtë. Pije (verë) e lehtë. Çaj i lehtë. Duhan i lehtë.*
*5.* Që është endur rrallë e me fije të holla; që është:bërë prej pëlhure a prej stofi të nolle, i hollë. *Qilim i lehtë. Veshje e lehtë. Rroba të lehta. Pallto e lehtë. Batanije e lehtë.*
*6.* I hollë e i rrallë, i imët, jo i dendur (për shiun, dëborën, mjegullën etj.); me fuqi të pakët, i dobët {për flladin, erën). *Mjegull e lehtë. Re të lehta. Vra-nësirë e lehtë. Shi i lehtë. Dëborë e lehtë. Erë e lehtë. Ajër i lehtë* ajër shumë i pastër që thithet me lehtësI e me kënaqësi, ajër mali. *Frynte një fllad i lehtë.*
7. Që kërkon pak mund, që arrihet, që bëhet a që kalohet pa vështirësi të mëdha; që mësohet a që kup-tohet pa vështirësi; që mund ta lëvizësh a ta drejtosh pa vështirësi; *kund.* i vështirë; i rëndë. *Timon i lehtë (për ta rrotulluar). Punë (detyrë, barrë) e lehtë. Fi-tore e lehtë. Jetë e lehtë. Udhëtim i lehtë. Mësim (ush-ifim, problem) i lehtë. Provim i lehtë, Gjuhë e lehtë. E ka të lehtë. Ndjek rrugën më të lehtë. Me duket e Iehtë. S" është kaq e lehtë (sa duket).*
8. I shkathët, i shpejtë. *Është i lehtë, nuk përton. Ka këmbë të lehta* ecën shpejt.
9. *fig.* Që i sheh gjërat në mënyrë të përciptë, që nuk gjykon thellë, që nuk i merr punët në mënyrë serioze; mendjelehtë; *kund.* i thellë. *Njeri i lehtë. Është i lehtë (nga mendja).*
, 10. edhe *fig.* Që nuk godet me force të madhe e nuk sjell pasoja të rënda; që nuk është aq i rëndë e i rre-zikshëm, që nuk i shkel rëndë rregullat a kërkesat; *kund.* i rëndë. *Goditje e lehtë. Grusht i lehtë. Dëm (dëm-tim) i lehtë. Bombardim i lehtë. Tërmet i lehtë. Humbje e lehtë. Krizë e lehtë. Gabim i lehtë. Faj j lehtë. Ka dorë (e ka dorën) të lehtë.*
ill. Që nuk e dëmton shumë shëndctin e nuk e rrezikon jetën e njeriut, që kalohet pa shumë vuajtje e shërohet shpejt; *kund.* I rëndë. *Sëmundje (rrufë) e lehtë. Grip i lehtë. Kollë e lehtë. Forma e lehtë e një sëmundjeje. Është në gjendje të lehtë.*
12. Që nuk bëhet me ashpërsi, i butë; *kund.* i rëndë. *Dënim (qortim, ndëshkim) i lehtë. Vërejtje (kritikë, masë ndeshkimore) e lehtë. Shaka e lehtë. Humor (thumb) i lehtë.*
13. Që ulet a që ngrihet pak e nga pak, që nuk vjen thikë, i butë. *Pjerrësi (e përpjetë) e lehtë.*
14. Që del shpejt ose që ndërpritet edhe nga një zhurmë fare e vogël a nga një ngacmim i vogël, që nuk është i thellë (për gjumin). *Gjumë i lehtë. Dremitje e lehtë.*
15. Që është i thjeshtë, i ngrohtë e të ngjall gëzim, që të argëton. *Muzikë e lehtë. Pjesë të lehta. Këngë të lehta.*
16. *sport.* Që përfshin ushtrime e Iojna jo të vësh-tira e jo të rënda. *Sportet e lehta. Atletikë e lehtë.*
*IH.* PErdoret si pjesë e dytë në disa emërtime të pathjeshta në fushën e shkencës e të teknikës. *Ujë i lehtë. fiz., kim. shih tek* UJË,~I j% *Benzine e lehtë. Naftë e lehtë. Vajguret e lehta. Metalet e lehta* metale me peshë të vogël si alumini, magnezi etj. *Elementet e*
*lehta. kim.* elemente që kanë peshë atomike të vogël. *Tokë e lehtë. bujq.* tokë e shkrifët, që e kullon shpejt
ujin.
*it* Me këmbë të lehta! *ur.* dalsh mirë e pa u lodhur! (i thuhet dikujt kur niset për udhë). Me krahë të lehtë! *ur.* dalsh mirë e pa shumë mundime!. (i thuhet dikujt kur nis një punë). Me mendje të lehtë me men-djelehtësi. I bëri këmbët të lehta iku më të shpejtë, ua mbathi këmbëve më të katra. E ka kokSn të lehtë ndihet mire nga shëndeti, nuk ka ndonjë dhimbje. E ndien zemrën (shpirtin) të lehtë është qetësuar shpirtë-risht, nuk është me rië ankth. Këmbët e lehta •; faqja e bardhë! thuhet për dike, i cili ikën shpejt dhe i shpë-ton rrezikut. Figure e lehtë *shah,* kali dhe ofi-ceri' në lojën e shahut. I n d u s c r i a e lehtë industria që prodhon sendet e përdorimit të gjerë.
LEHTË *ndajf. 1.* Jo rëndë, pak, pa peshë të rëndë, me ngarkesë të vogël përsipër; *kund.* rëndë. *E ngarkoi lehtë.*
*2.* Ngadalë, pa rënduar shumë, pa shumë force e pa zhurmë; sipër e sipër o anës e anës diçkaje, duke prekur vetëm sipërfaqen e diçkaje, pak, jo thellë; sa mezi shihet, sa mezi dëgjohet a mezi ndihet, sa mezi kuptohët; *kund.* rëndë; thellë. *Ecte (lëvizte) lehtë. U mbështet lehtë. Kërcen lehtë. Godas (gjuaj) lehtë. I ra lehtë. E rrahu lehtë. E vrau (e dëmtoi) lehtë. Luan lehtë. sport. Ra (u rrëzua) lehtë. E tundi lehtë. U për-plasën lehtë. E krasiti lehtë (hardhinë). E tëharri lehtë (misrin). Buzëqeshte lehtë. I foli lehtë dikujt. Rreh lehtë zemra.*
3. Pak; pa rënduar në stomak. *Hëngri lehtë. Me ra lehtë në stomak.*
4. Me rroba të holla, jo trashë. *Vishet lehtë.*
*5.* Me pak mund e Iodhje, pa hequr shumë, pa u lodhur shumë, pa vështirësi. *E bëri (e punoi) lehtë diçka. Ekaloilehtë. Earriti (e zgjidhi) lehtë. Efitoi Iehtë. E lëviz (e, rrotullon) lehtë. Gënjehet lehtë. E mësoi lehtë. E ka lehtë.*
*6.* Cekët, përciptas, jo seriozisht, pa gjykuar shumë, jo thellë; *kund.* tbellë. *merr lehtë gjërat. E trajtoi lehtë.*
7. Butë, pa e rënduar, jo ashpër; *kund.* rëndë. *foli lehtë. E qortoi (e kritikoi, e ndëshkoi) lehtë. E kafyer lehtë.*
8. Pa dëmtuar shumë shëndetin e pa rrezikuar jetën e njeriut; në gjendje që kalohet pa shumë vuajtje e që

shërohet shpejt; *kund.* rëndë. *U sëmur lehtë. E ka zënë lehtë gripi. Është (e ndien veten) me lehtë.*
*9.* Në një masë të vogël, pa e prekur thellë, pak; *kund.* rëndë. *Ka gabuar lehtë. E dëmtoi lehtë. E ka cenuar lehtë. E preku lehtë.*
10. Shpejt, përnjëherë, nga një ngacmim a shqe-tësim i vogël. *del gjumi lehtë. Tronditet (preket, fyhet) lehtë.*
*if* Lehtë e lehtë a) shumë lehtë; me lehtësi të madhe, lehtë-Iehtë; b) pa u menduar gjatë, pa u thelluar shumë, me mendjelehtësi.
LEHTË-LEHTË *ndajf.* Shumë lehtë; me lehtësi të madhe. *Doli lehtë-lehtë. U shtri (ra) lehtë-lehtë. Ecte lehtë-lehtë. Dridhet lehtë-lehtë. Efshiu lehtë-lehtë. Këndonte lehtë-lehtë. E kaloi lehtë-lehtë diçka.*
L,EHTËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Të qenët i lehtë për t'u bërë a për t'u kryer, për t'u kapërcyer,për t'u arritur etj.; *kund.* Teshtirësi. *E bëri (e kreu, e arritl, e mundi, e kaloi, e gjeti, e zbuloi, e zbërtheu) me lehtësi.*
*2.* Aftësia për ta bërë diçka lehtë, pa u munduar e pa u lodhur shumë; *kund.* veshtirësi. *Ka lehtësi në të folur (në të shkruar).*
3. Kushte e rrethana të volitshme që i krijohen dikujt ose ndihmë që i jepet për ta kryer punën me lehtë, për të kapërcyer vështirësitë në punë e në jetë. *janë krijuar lehtësi të mëdha për punën. Çerdhet e kopshtet e fëmijëve janë një lehtësi e veçantë për prin-Mtxt.*
LEHTËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve LEHTËSOJ, LEHTESOHEM. *Lehtësimi i ngarkesës. Lehtësimi* i *gjendjes. Lehtësimi i dhimbjeve.*
2. Ndjenja kur çlirohemi nga një barrë e rëndë, nga një puhë e vështirë dhe e lodhshme, kur shpëtojmë nga një hall, nga një brengë a hidhërim ose kur qe-tësohemi disi pas një fatkeqësie. *Ndiente një lehtësim të madh. Ngushëllimet e shokëve i dhanë (i sollën) një fare lehtësimi.*
3. *shih* LEHTËSI,~A$_3$. *7 bëri një lehtësim dikujt. Ka shumë lehtësime.*
LEHTËSlRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* LEHTË-SI,~A$_3$.
LEHTËSISHT *ndajf. libr.* Lehtë; me lehtësi. *Tre-tei lehtësisht. Përhapet lehtësisht.*
LEHTËSOHEM *vetv.* 1. Heq një pjesë të peshës që mbaj përsipër, e bëj më të lehtë ngarkësën; *kund.* rëndohem. *U lehtësua ca nga plaçkat (nga barra, nga armatimet).*
2. Bëhem me i lehtë në peshë, rëndoj me pak nga ç'kam qenë me pare; *kund.* rëndohem. *Është lehtësuar në trup.*
3. *vet. veta III ( z a k o n. me një trajtë t ë shk ur t ë r t ë përemrit* vetor *në r, dhano re).* Me zvogëlohet një barrë e rëndë, një detyië a një përgjegjësi që kam, me pakësohen vështirësitë, me bëhet më e lehtë puna e jetesa; *kund.* rëndohet. *lu lehtësua puna (detyra, jetesa). U lehtësua kooperativa. lu lehtësua përgjegjësia (faji).*
4. *vet. veta III.* Bëhet me i lehtë; vjen në një gjendje më të lehtë a me pak të vështirë, përmirësohet; *kund.* rëndohet; keqësohet. *lu lehtësua sëmundja. lu lehtësuan dhimbjet. Është lehtësuar gjendja. lu lehtësua jetesa.*
5. *vet. veta III (me një trajtë t ë shkurtër t ë përemrit v e to r në r. dhanore).* Bëhem me mire (kur vuaj nga ndonjë sëmundje), me pakësohen dhjmbjet a vuajtjet e shkaktuara nga një sëmundje. *M'u lehtësuan veshët. M'u lehtësua koka. lu lehtësuan dhimbjet (vuajtjet).*
6. *fig.* Çlirohem në një fare mase nga një barrë a nga një ndjenjë e rëndë, nga një brengë, nga një ankth etj., qetësohem disi pas një fatkeqësie, me pakësohen vuajtjet shpirtërore. *U lehtësua në zemër (në shpirt). U lehtësua kur mori vesh se i biri ishte gjallë. Kohët e fundit është lehtësuar mjaft.*
7. *fig.* Bëhem i lehtë nga mendja, bëhem matuf, matufosem, rrëgjohem. *U lehtësua shumë në pleqëri.*
8. *Pës. e* LEHTËSOJ.
M'u lehtësuan krahët jam me i lire a kam kushte më të mira për të bërë diçka.
LEHTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. la zvogëloj një peshë të rëndë; e bëj më të lehtë në peshë duke i pakësuar barren a ngarkësën ose duke i hequr diçka; *kund.* rëndoj. *E lehtësoi kalin (mushkën, kamionin). E lehtësoi valixhen (çantën). E lehtësoi çatinë.*
*2.* la heq ose ia zvogëloj një punë a një barrë të rëndë, e ngarkoj me një detyrë më të lehtë, i shtroj kërkesa më të vogla; ia pakësoj vështirësitë në punë e në jetë. *Ia lehtësoi punën (detyrën, barren). Ia lehtësoi jetesën. E lehtësoi planin. I lehtësoi nxënësit. Ma lehtësoi shumë. Ia lehtësoi dorën dikujt* bëri që të veprojë pa pasur shumë kuflzime e vështirësi, bëri që të veprojë me lirisht.
3. Ia bëj më të lehtë përgjegjësinë, dënimin, ndësh-kimin etj. për një faj a gabim që ka bërë. *Ia lehtësoi fajin (dënimin, ndëshkimin, përgjegjësinë).*
4. Ia bëj më të lehtë një sëmundje; e ndihmoj që ta përballojë e ta kapërcejë me lehtë një gjendje të vështirë materiale a shpirtërore. *la lehtësoi sëmun-djen. Ia lehtësoi plagën (kollën, dhimbjet). Ia lehtësoi vuajtjet (vetminë). Ia lehtësoi gjendjen. la lehtësoi zemrën dikujt* e shpëtoi nga një ankth, ia hoqi një vuajtje shpirtërore.
LEHTËSUES,~E *mb.* 1. Që të lehtëson nga diçka; që ndihmon për ta bërë diçka më të lehtë. *Masa leh-tësuese.*
*2. drejt.* Që e bën më të lehtë (për një krim ose kundërvajtje penale); *kund.* rëndues. *Rrethana (kushte, shkaqe) lehtësuese.*
LEHUR,~A (e) . *sh.* ~ A,~AT(të). 1. Britmë e ndërprerë që nxjerr qeni kur leh, lehje. *E lehura e qenit. Dëgjoheshin të lehura.*
*2. fig. përb.* Fjalë të kota e të këqija për dike a për diçka, llomotitje, shpifje, sharje. *Të lehurat e armiqve.*
LEHUR,~IT (të) *as.* Lehje. *Të lehurit e qenit.*
LEI *m. sh.* ~, ~T. Njësia monetare bazë e Ru-manisë; monedhë që ka këtë vlerë.
LEJ *jokal.,* ~VA, ~RË. Lip-'. *leu djalë. Leu djalë. Leu dielli (hëna).*
+ Ka lerë (ka lindur) me këmishë (me yll) *shih te* LIND. Leu (lindi) e mbiu aty *shih te* LIND. Te len (te Una) e te perëndon *shih te* LIND. I leu (i lindi) në zemër
*për diçka* i lindi vetiu dëshira për diçka, dëshiron diçka. Ç'len prej maces (ç'pjell macja), gjuan minj *fj. u. keq. shih te* MAC E,~JA. Djali pa lerë e djepi (festja) Were *iron, shih* Peshku në det, tigani në zjarr *te* PESHK,~U.
LEJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Miratimi ose e drejta që i jepet dikujt për të bërë diçka, për të kryer një punë a veprimtari të caktuar. për të përdorur a për të marrë diçka etj.; shkresa që vërteton këtë mi-ratim a të drejtë. *Lcje profesioni (ushtrimi). Marr leje. I dha leje. Ka ikur (është larguar) me (pa) leje. Me leje të të them diçka? Mos folni pa leje! Ka leje për të hyrë (për të dale, për të kaluar). I dha leje ta përdorë diçka. Me lejen tuaj... Leje zyrtare. Leje automjeti. Leje banimi (qëndrimi). Leje hyrjeje. Leje kalimi (qarkullimi, fluturimi). Leje peshkimi (gjue-tie).*

*Leje shfrytëzimi. Nxori lejen. I dha (i paraqiti, i tregoi) lejen. Ia hoqën (ia morën) lejen.*
*2.* E drejta për t'u shkëputur nga puna për një kohë të caktuar dhe për të pushuar, për t'u mjekuar, për t'u marrë me një punë tjetër etj.; koha gjatë së cilës e gëzojmë këtë të drejtë. *Leje e zakonshme (plo-tësuese). Leje vjetore. Leje shëndetësore (krijuese). Leja\e lindjes (e shtatzënisë, e barrës). Leje pushimi. Leje me (pa) të drejtë page. Koha e lejes. Mori lejen. Është me leje. Ka një muaj (dy javë) leje.*
LEJEDALJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Fletëd.alje. *Lejedaljet e ushtarëve (e detarëve). Lejedalje për në Wet.*
LEJEHYRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Fletëhyrje. *Lejehyrjet e uzinës (e fabrikës). I dha lejehyrjen. E pajisën me lejehyrje.*
LEJEKALIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fletë e shkruar, më të cilën lejohet dikush të kalojë nga një vend në një vend tjetër, leje për kalim. *Mori lejekalimin. Kër-koi (kontrolloi) lejekalimet.*
LEJEQARKULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fletë e shkruar, më të cilën lejohet dikush të qarkullojë me ndonjë automjet në një vend, leje për qarkullimin e një automjeti.
LEJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve LEJOJ, LEJOHEM. *Lejimi i ka-limit \(i qëndrimit) të automjeteve.*
LEJLEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Shpend i madh shtegtar, me pendë të bardha, me qafë e me sqep të gjatë dhe me këmbë të gjata, që jeton në vende të ngrohta pranë brigjeve të liqeneve, të lumenjve ose nëpër moçalishte, e bën folenë zakonisht nëpër drurë | të lartë dhe ushqehet sidomos me peshq, me bretkosa, me gjarpërinj, me krimba, me brejtës të vegjël etj.
2. *zool.* Peshk deti me trup të zgjatur, me bark të bardhë, me shpinë të kaltëreme e me bisht të gjatë, të hollë e të mprehtë si sharrë.
3. *tek.* Lloj drapri i kthyer pak, me bisht të gjatë e pa dhëmbëza, që përdoret kryesisht për të korrur miser. *E korrin (e presin) misrin me lejlek.*
*4. tek.* Lloj dare me bisht të gjatë dhe me kokë të kthyer në njërën anë, që e përdorin hidraulikët.
5. *tek. bised.* Lloj vinçi, ekskavatori a mjeti tjetër, që ka një pjesë të zgjatur, të kthyer e të lëvizshme.
6. *fig. mospërf., shak.* Njeri me trup të hollë, me shale të gjata e me qafë të gjatë.
LEJOHEM *vetv. I. libr.* I njoh të drejtën vetes për të folur a për të bërë diçka. *Po lejohem të vë në dukje (të shtoj, të vërej) se...*
*2. vet. veta III.* Është i lejueshëm. *Nuk lejohet du-hani. A të lejohet ty të sillesh kështu?*
3. *Pës. e* LEJOJ.
LEJOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. E lë dike të bëjë diçka, nuk e pengoj, i jap leje; i jap pëlqimin dikujt për një punë, miratoj; *kund.* ndaloj. *E lejoi të shkon-te. Mos e lejo të dale (të kalojë)! Nuk e lejon të pijë duhan. Nuk të lejoj të flasësh kështu. Me lejoni të hyj?*
*2.* Jap mundësi për diçka, e bëj të mundshme diçka; krijoj kushte për diçka, pajtohem me një gjendje. *E lejojnë kushtet. Këto na lejojnë të pohojmë se... Nuk lejon asnjë shtyrjc afati. Nuk e lejon koha. libr.* s'ka kohë, s'ka nge.
3. Përdoret në mënyrën urdhërore për mirësjellje kur i drejtohemi dikujt. *Me lejoni t'ju njoh me sho-kun tint. Me lejoni t'ju sjell përshëndetje të zjarrta.., Me lejoni të ngre edhe një çështje tjetër.*
LEJOR,~E *nib. gjuh.* 1. Që lidh një fjali të varur,
e cila tregon një veprim a gjendje që pritej të pen-gonte veprimin a gjendjen e shprehur nga fjalia drej-tuese, por që nuk arrin ta pengojë atë (për lidhëzat si megjithëse, ndonëse, edhe pse, sado që, sido që, pa varësisht se etj.). *Lidhëza lejore.*
2. Që lidhet me lidhëza të tilla dhe tregon një veprim a gjendje që pritej të pengonte veprimin a gjendjen e shprehur nga fjalia drejtuese, por që nuk arrin ta pengojë atë (për fjalitë). *Fjali lejore.* (p.sh.: Sadoqë kishte dhimbje therëse, mitralieri nuk ra në shtrat).
LEJUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të thuhet, të bëhet, të përdoret etj., që lejohet. *Gjë e lejueshme. Veprime të lejueshme.*
LEJUESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i lejueshëm. *Shkalla (përqindja) e lejueshmërisë. Kufijtë e lejuesh-mërisë.*
LEK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njësia monetare bazë e Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë, që ka njëqind qindarka; monedhë që ka këtë vlerë. *Lek i ri (i vjetër). E bleu dhjetë lekë. Kushton një lek e pesëdhjetë qindarka. Mall i shprehur në lekë. V rrit vlera e lekut.*
2. Para, të holla. *Mori (pagoi) lekët. E kursen lekun e popullit. Nuk punon për lekë. Nuk jepen (nuk bien) pas lekut. Ishte pa një lek në xhep* s'kishte para me vete; kishte mbetur fare pa para. *Lakmia për lekun e prish njeriun. fj. u.*
ft- E bëri për një lek e qortoi a e shau rëndë, s'i la gjë pa thënë, ia nxori bojën, e bëri leckë. S”bën asnjë lek nuk vlen fare. Hëngri (i dhanë, mori) gjysmën e lekut *përçm.* i dhanë plumbin, e pushkatuan. E lidh lekun (paranë) nyjë *shih te* NYJË,~A. E lidh lekun me ushkur *mospërf. shih tek* USHKUR,~I. U be leku gur mulliri *shih te* MULLI,~RI.
LEKE *mb. vet. f.* Që ka pulla të vogla ngjyrëkafe a si të verdha poshtë syve (për delet). *Dele leke.*
LEKË,~A . Maja e kokës, çaçka; buti. *Leka e kokës.*
LEKË,~T *m. vet. sh.* Malësorët e Mbishkodrës. *Lekët e malësisë. Lekët e Mbishkodrës.*
LEKËN,~NA . *sh.* ~NA, ~NAT *zool.* Femra e koranit. *Lekna pikalore (me pika). Lekna e liqenit. Lekna e verës.*
LEKSIK,~U *m. gjuh.* 1. Tërësia e fjalëve që ka një gjuhë, një dialekt ose një e folme; fjalori. *Lek-siku i përgjithshëm (dialektor, krahinor). Leksiku i gjuhës shqipe. Leksiku i së folmes... Pasurimi (pas-trimi) i leksikut të shqipes. Shtresat e leksikut të shqipes. Kartoteka e leksikut të shqipes.*
*2.* Tërësia e fjalëve që përdoren në një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërore ose nga një rreth shoqëror i caktuar; tërësia e fjalëve që përdor një autor në veprën e tij, fjalori i një vepre. *Leksiku i përdit-shëm (i zakonshëm). Leksiku profesional (terminolo-gjik). Leksiku politiko-shoqëror (ushtarak, shkencor). Leksiku i fëmijëve. Leksiku i Nairn Frashërit.*
LEKSIKOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e leksikografisë. *Leksilcografët shqiptarë.*
LEKSIKOGRAFl,~A . *gjuh.* Teoria e praktika e hartimit të fjalorëve; degë e gjuhësisë që merret me hartimin e fjalorëve. *Zhvillimi i leksikografisë shqiptarë.*LEKSIKOGRAFIK,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me leksikografinë, që i përket leksikograflsë, i leksi-kografisë. *Vepër leksikografike.*

LEKSIKO-GRAMATIKOR,~E *mb. gjuh.* Qëkatë bëjë me leksikun dhe me gramatikën, që i përket lek-sikut dhe gramatikës. *Kategori leksiko-gramatikore.*
LEKSIKOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e leksikologjisë.
LEKSIKOLOGJI,~A . *gjuh.* Degë e gjuhësisë që studion leksikun e gjuhës. *Leksikologjia e përgjith-shme. Leksikologjia shqipe. Leksikologjia historike (përshkruese).*
LEKSIKOLOGJIK,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me leksikologjinë, që i përket leksikologjisë, i leksikologjisë. *Studime leksikologjike. Ekspeditë leksikologjike.*
LEKSIKOR,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me leksikun e gjuhës, që i përket Ieksikut, i leksikut; që është karakteristik për leksikun e për njësitë e tij. *Pasuria leksikore e shqipes. Visari leksikor. Sistemi leksikor. Shtresat leksikore. Njësi leksikore. Norma leksikore. Kuptimi leksikor i fjalës.*
LEKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Mësim për një temë të caktuar, që zhvillohet me gojë nga pe-dagogu në shkollat e larta ose ligjëratë që mbahet nga një specialist përpara një grupi dëgjuesish për një çështje politike, ideologjike a shkencore; teksti i shkruar a i botuar i një mësimi a ligjëratë të tillë. *Leksione të mira (të thella, të qarta, të cekëta). Salla e leksioneve. Orët e leksioneve. Cikël leksionesh. Mbaj (bëj, zhvilloj) leksione. U botuan leksionet.*
LEKTlS *jokal,* ~A, ~UR. Me merr malli shumë për dike, me këputet shpirti për të; kam dëshirë të madhe për diçka, ma do zemra shumë. *Lektisi pas fëmijëve. Lektisi për nënën. Lektisnin për portokalle.*
LEKTISEM *vetv.* Lektis.
*k* Iu lektis zemra për *dike* e ka marrë malli shumë për dike; vuan shumë për dike.
LEKTISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljeve LEKTIS, LEK-TISEM. *Lektisja pas fëmijëve.*
2. Mall i madh për dike; vuajtje e thellë shpirtë-rore. *Lektisje dashurie.*
LEKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që mban leksione përpara të tjerëve. *Lektori i Komitelit të Partisë.*
LELË,~A . *sh.* ~A, ~AT *Bised.* 1. Grua e papastër në trup e në veshje, grua e fëlliqur; ajo që nuk e mban shtëpinë paster.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Grua lelë.*
LEMERI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Frikë e madhe, tmerr i madh. *Mori lemerinë* u frikësua shumë, u tme-rrua. *E mori me lemeri diçka. Ifuti (i shtiu, i kalli) lemerinë.*
*2.* Diçka që të ngjall frikë të madhe, diçka që të tmerron, tmerr. *Ç'lemeri ka pare! Ishte një lemeri e vërtetë. Vdiq për lemeri* vdiq në një mënyrë të tillë që të kallte tmerrin. *E bëri për lemeri.*
3. *fig. bised.* Nurhër shumë i madh, sasi shumë e madhe, mizëri. *Lemeri njerëzish. Lemeri zajesh.*
*k* Vuri lemerinë uluriu nga tmerri; vuri kujën.
LEMERlS *kal.,* ~A, ~UR. E frikësoj shumë dike, e tmerroj keqas, i kail datën dikujt. *E lemerisi djalin. Lemerisi tërë fshatin.*
LEMERISEM *vetv. I.* Frikësohem shumë, tmerro-hem keqas. *U lemerisën fëmijët.*
2. Nxjerr klithtna shumë të forta nga frika e madhe a nga tmerri, vë kujën. *Lemerisej nusja.*
3. *fig. bised.* Mundohem shumë për të bërë diçka të rëndë, sfilitem. *Është lemerisur shumë për to mba-ruar. U lemeris tërë javën.*
4. *Pës.e* LEMERIS.
LEMERISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve LEMERIS, LEMERISEM.
2. *fig. bised.* Mundim i madh, sfilitje.
LEMERISUR (i,e) *mb. bised.* 1. I tmerruar keqas, shumë i frikësuar e i tronditur. *Iku i lemerisur.* 2. *fig.* I sfilitur.
LEMERISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ta shtie tmerrin, që të kail datën, shumë i tmerrshëm; që shpreh frikë të madhe a tmerr, që bëhet me lemeri. *Pamje (ëndërr, vdekje) e lemerishme. Zë i lemerishëm.*
LEMZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëvizje e pa-vullnetshme e mushkërive, që shkaktohet nga tkurrja e menjëhershme e diafragmës dhe që na e ndërpret frymëmarrjen për një cast të shkurtër; zë i ndërprerë e i mbytur që del nga gryka kur bëhet kjo lëvizje e mushkërive. *E zuri (e mori) lemza. E nget (e ngacmon) lemza. Ka lemzën.*
•*k* E bëri për lemzë *di k ë* e rrahu shurqë, e zhdëpi në dru.
LEMZOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Me nget a me ngacmon lemza. *Lemzon shumë.*
LENDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Kokërr e vogël si lajthi me një kapuç nga lijëra anë, që lidhin disa drurë si lisi etj. dhe që e hanë derrat e disa kafshë të egra; gogël. *Lende lisi (dushku). E ushqente me lende.*
*2.* Boçe. *Lende bredhi (vgjeri, qiparisi).*
LENDI,~A . *sh.* ~, ~TË *krahin.* Mëri. *E ka lendi dike. Ka lendi me të.*
LENI,~A . *sh.* ~, ~TË *krahin.* 1. Brez njerëzish, brezni; gjindje; popull; komb. *Jane të një lenie. E dinjithë lenia.*
*2.* Vend; trevë, krahinë. *Lent pjellore. Lenitë e botës.*
LENINIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është mbrujtur me parimet e leninizmit dhe vepron me besnikëri sipas këtyre parimeve, ithtar i leninizmit. *Leninist i vërtetë.*
LENINlST,~E *mb.* I. Që i përket leninizmit, që përmban e shpreh idetë e leninizmit, <{ë është ve-çori e leninizmit; që ka të bëjë me lenmizmin, me mbrojtjen dhe me zbatimin e tij; që përbëhet nga ithtarë të leninizmit. *Doktrina leniniste. Parime (norma) leniniste. Në rrugën leniniste. Shumica leniniste.*
2. Që është mbrujtur me parimet e leninizmit dhe vepron me besnikëri sipas këtyre parimeve, që është ithtar i leninizmit. *Udhëheqës (luftëtar) leninist.*
LENINIZËM,~MI *m.* Marksizmi i epokës së imperializmit dhe të revolucioneve proletare, teoria e taktika e revolucionit proletar në përgjithësi dhe teoria e taktika e diktaturës së proletariatit në veçanti; zhvillimi i mëtejshëm i marksizmit nga V.I. Leninidhe zbatimi i tij në kushtet e imperializmit e të re-voluçionit proletar. *Idetë e leninizmit. Bazat e leninizmit. Çështje të leninizmit. Flamuri i leninizmit. Fitorja c lehinizmit. Në rrugën e leninizmit.*
LËNOHEM *vetv. bised.* I. Lehtësohem. *Është lenuar nga sëmundja. U lenua nga barra. Është lenuar në zemër. U lenua kur ia tha.*
2. *fig.* Bëhem i lehtë nga mendja, me lë mendja (zakonisht kur plakem). *U lenua plaku. Është lenuar nga mendtë (nga trutë).*
3. *Pës. e* LENOJ.
LENOJ *kal.,* ~OVA, ~t)AR *bised.* 1. Lehtësoj. *la lënoi dhimbjet (vuajtjet). la lenoi barren.* 2. Pakësoj.

LENTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Krijim. LENTOJ, ~OVA, ~UAR. Krijoj.

LEOPARD, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Kafshë grabitqare e familjes së maceve, e madhe sa tigri, me qime të verdhë e me lara të zeza, që është shumë -e shpejtë e ngjitet me shkathtësi edhe mbi drurët dhe që rron në pyjet e Afrikës e të Azisë. *Gjuetia e leopa-j-dit. Lëkurë leopardi.*

LEPE *pasth. bised.* Urdhëro. — *Lepe, si the?*

Ka lepe *dikush* është i bindur e i dëgjueshëm, i dëgjon të tjerët. Me lepe e me peqe edhe *keq.* gati për çdo. gjë, duke sttërbyer pa kundërshtim (thuhet zakonisht për dike që nuk kundërshton kurrë e u përulët të tjerëve).

LEPEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Ka i vjetër që nuk është me për punë, rrozg. 2. *fig.* Njeri i shkuar në moshë dhs shëndetlig.

LEPlTKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Heqël, sheshje. *Lepitka grash. Lepitka lëkure. Një pale lepitka. Mba-thi lepitkat.*

2. *bised.* Presa e një thike a e një mjeti tjetër pre-rës. *tepitka e thikës (e hanxharit, e briskut, e shpatës).*

*k* Iu be lepitkë *dikujt keq.* a) iu ngjit pas e nuk i ndahet fare; b) iu përul e iu be baltë për diçka.

LEPUR,~RI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. *zool.* Kafshë gjitarb brëjtëse, me kokë të rrumbullakët e me veshë të gjatë, me trupin të mbuluar me qime të gjata në ngjyrë të murrme ose të bardhë, me këmbët e prapme më të gjata se të përpafmet, që rend shumë shpejt dhe që njihet si frikacake. *Lepur i egër. Lepur i butë. Lepur i bardhë. Lepuri i fushave. Lëkurë (lesh) lepuri. Bishti i lepurit. Mish lepuri. Gjurmë lepujsh. Vrau një lepur. Lepuri i madh rri në ferrë të vogël. fj. u.*

2. *fig. mospërf. shar.* Njeri që ka frikë shumë, frikacak i madh.

3. *fig.* Njeri shumë i shpejtë në të ecur.

• U be si lepur u dobësua a u tret shumë. E bëri lepur *dike* e frikësoi shumë, i kalli frikën. Si lepur i çuar *shih te* ÇUAR (i,e). Si lepuri në vresht shumë ngushtë, me frikë të madhe. për një lëkurë lepuri *shih ie* LËKURË,~A. Zuri lepurin *shak. shih te* ZË. S'bëhet stan me lepuj;.u. *shih te* STAN,~I. Nuk çon (nuk nxjerr, nuk qit) lepur nga strofulla nuk është i zoti për diçka, nuk e nxjerr dot gomarin nga balta. I doli (i erdhi) lepuri në shteg *shih te* SHTEG,~U. I ka jtyrë lepuri në bark (ka lepuria në bark) është trembur shumë, e ka zënë frika, dridhet nga frika.

E ka gjumin si të lepurit e ka gjumin shumë të lehtë. I erdhi lepuri në qerre *dikujt* i erdhi e mira te dera, i eci fati, Zuri (kapi) qeni një lepur *mospërf., iron, shih te* QEN,~I. E zuri lepurin në lak *shih te* LAK,~U. E zë (e kap) lepurin (dhelprën) me qerre *dikush shih te* QERRE,~JA. Një here shkoi lepuri mbi urë edhe *iron, shih tek* URË,~A i. Lepuri në mal e vala (kusia) në zjarr *fj. u. iron,* peshku në det e tigani në zjarr. Buzë lepuri *mjek. shih te* BUZË,~A. Koqe lepuri *bot. shih te* KOQE,~JA. L u I e lepuri *bot. shih te* LULE,~JA. Rrush 1 e p o-r i *bot.* larushk.

LEPURUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Këlysh lepuri, i vogli i lepurushës; lepur i vogël. *Bëri gjashtë lepurushë.*

2. *përk. Zvog. i* LEPUR,~I.

LEPURUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Femra e le-purit.

LEPURUSHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lepu-
rush.

2. Dhi me veshë të gjatë, llapushë.

3. *bot.* Lloj kërpudhe e madhe, me kësulë të bardhë, ecila hahet.

LEQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Njollë. *Leae e zezë. Leqet e fytyrës. Leqe turpi. Fshiu leqet. I la leqe di kuj t* e njollosi.

LEQE-LEQE *mb.* 1. Që është me kthesa a me dredha të shumta, që ka shumë leqe. *Rrugë (lumë) leqe-leqe.*

*2. si ndajf.* Me shumë kthesa a dredha, me shumë leqe. *Ecte leqe-leqe.*

LEQENDl,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Dobësi e madhe trupore; shkrehje e trupit. *Ka (ndien) le-qendi.*

*2.* Hidhërim, dhimbje shpirtërore; merak i madh, brengë; mërzi, bezdi. *Leqendi e madhe. E shtiu'në leqendi* e brengosi; e merakosi shumë. *E ka leqendi diçka* mërzitet shumë prej diçkaje.

LEQENDIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Dobësoj shumë; ia shkreh trupin. *E leqendisi sëmundja.*

*2.* E bëj të vuajë dike, e hidhëroj dhe e dobësoj a e trondit shpirtërisht; e merakos shumë, e brengos; e mërzit shumë. *E leqendisi keq. E leqendisi në zemër. E leqendisi vdekja e djalit.*

LEQENDISEM *vetv. bised.* 1. Dobësohem shumë; shkrehem nga trupi. *U leqendis nga trupi. V leqendis nga sëmundja.*

*2.* Hidhërohem e vuaj nga diçka, dobësohem a tronditem shpirtërisht; merakosem shumë, brengo-sem. *Mos u leqendisni! Si qenka leqendisur!*

3. *Pës. e* LEQENDIS.

LEQENDlSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve LEQENDIS, LEQENDISEM.

2. *shih* LEQENDl,~A $_2$.

LEQENDISUR (i,e) *mb. bised.* 1. I dobësuar shumë; i shkrehur nga trupi. *Me irup të leqendisur.*

*2.* I hidhëruar a i dëshpëruar, i dobësuar a i tron-ditur shpirtërisht; shumë i merakosur, i brengosur. *Ishte i leqendisur.*LEQENIK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Bukë misri e hollë dhe e ngjeshur që gatuhet me ujë të ftohtë.

LEQIKË,~A . *sh.* ~A, ^-AT *bol.* 1. Marule. *Sallatë me leqika. 2.* Radhiqe.

LEQOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Thur opingat me leqe; lidh opingat me leqe në këmbë. *leqoi opingat.*

2. *jokal.* Eci a vrapoj duke bërë dredha, gjarpëroj. *Lepuri leqon e i ngatërron gjurmët.*

3. *jokal. fig.* I bëj lak a i bëj bisht diçkaje, i dre-dhoj, i shmangëm. *Nuk u leqoi punëve të vështira.*

LERANË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i pjerrët a i sheshtë, i mbuluar me gurë të rënë nga mali; pjesë zalli ku janë mbledhur shumë gurë nga ujërat e përroit a të lumit; përrua plot me gurë të sjellë nga mali.

2. Grumbull gurësh të sjellë nga ujërat ose të mbetur nga një ndërtesë e rrënuar; rrënojë, gërmadhë. *U be shtëpia leranë.*

LERANË,~A H . *sh.* ~A, ~AT. Dru i tra-shë ku mbështetet boshti i mullirit të blojës.

LERASH,~E *mb.* 1. Që është i fëlliqur me lerë, i palarë, i ndyrë.

*2. fig.* Që thotë fjalë të ndyra, gojëndyrë; që ka qëndrim të keq moral. *Djalë lerash. Grua lerashe.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për nje-rëzit).

LERË,~A i . 1. Baltë e hollë, llucë; vend a grope e gjerë me baltë të hollë e me ujë të ndenjur; tokë e squllët që të thith brenda, moçalishtë. *Grope me lerë. U be lerë. Ngeci në lerë. I futi buajt në lerë.*

2. Zhul në trup a në rroba, që bëhet nga të pa-larët për një kohë të gjatë; Hum, zdralë. *Lera-e kokës (e flokëve, e trupit). Lera e rrobave (e jakësj. Ka zënë lerë.*
3. Llum vaji; papastërti të ndryshme që zë një send. *Lera e pushkës. Pastroi lerën e tytës.*
4. edhe *sh.* ~A, ~AT. Pellg me ujë në kullotat malore, që bëhet gjatë verës kur shkrin bora; grope e madhe që mbushet me ujë për të pirë bagëtitë në kohën e thatësirës. *Lerat e kullotave. I çoi bagëtitë në lerë.*
*5. fig.* Diçka e turpshme dhe e fëlliqur; njollë turpi; turp. *vuri lerë dikujt* e njollosi, e turpëroi. *la la lerën në derë. E bëri lerë dike* e turpëroi, i vuri njollë.
6. *fig.* Fjalë të ndyra e të turpshme. *Nxori lerë nga goja.*
7. *përd. ndajf.* Tërë, krejt (kur dikush a diçka fë-lliqet shumë). *V be lerë me gjak.*
*-k* E bëri barkun lerë piu shumë ujë, piu sa u fry.
LERË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. *shih* LERANË,
~An.
LEROS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj me baltë dike a diçka, e ndot me lerë, e përbalt, e ndyj a e fëlliq me diçka, e zhyej. *lerosi këpucët (pantallonat). I lerosi duart (këmbët). Po leroste buajt. E lerosi me domate.*
2. E bëj të zërë lerë, e bëj të palarë, e bëj me zhul,
e fëlliq. *E lerosi këmishën (jakën). Lerosi jastëkun (çarçafët).*
3. *fig. bised.* E prish keq një punë, e fëlliq fare, e nxiros, e katranos. *E lerosi punën.*
4. *fig.* I vë njollë të keqe dikujt, e njollos keqas, e fëlliq, e turpëroj. *la lerosi emrin.*
LEROSEM *vetv.* I. Bëhem me baltë, ndotem me lerë, përbaltem; ndyhem a fëlliqem me diçka, zhyhem. *U lerosën derrat (buallicat) në llucë. U leros me baltë. U leros me gjellë (me domate, me vaj). Leroset si fëmijët.*
*2.* Zë lerë, bëhem me zhul, fëlliqem (nga të pa-larët etj.). *U leros jaka. U lerosën çorapet. I është lerosur koka.*
3. *fig.* Bëhem me një njollë të keqe, njollosem keqas, fëlliqem, turpërohem. *U leros keq.*
4. *vet. veta HI.* Rrëshqet, shembet, fundoset (për token). *V leros toka.*
5. *Pës. e* LEROS.
LEROSL'R (i,e) *mb.* 1. I fëlliqur me baltë, i ndotur me lerë, i përbaltur; i ndyrë me diçka, i zhyer. *Me duar (me këmbë, me këpucë) të lerosura. Me fytyrë të lerosur.*
*2.* Që ka zënë Jerë; që është bërë me zhul, i fëlliqur nga të palarët. *Me këmishë (me jakë) të lerosur. Çar-çafë të lerosur.*
3. *fig. bised.* Që është prishur keq, i fëlliqur fare, i katranosur (për një punë). *Punë e lerosur.*
4. *fig.* I njollosur keqas, i fëlliqur, i turpëruar. *Njeri i lerosur.*
5. Që ka rrëshqitur poshtë, i shembur, i fundosur. *Vend i lerosur.*
LERTH,~I *m. bot.* 1. Urth. *Gjethe (Me) lerthi.*
2. Hudhër e egër.
LESË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël buj-qësore, që bëhet me disa drurë, të thurur me thupra e zakonisht me kunja të vegjël nga poshtë dhe që përdoret për të copëtuar plisat, për të shtruar dheun ose për të mbuluar farën në are; trine. *Lesë e lehtë (e rëndë). Lesë druri (hekuri). I shkoi (i hoqi) lesën* e lesoi. *Merr lesë* mund të lesohet. *Rri mbi lesë.*
2. Derë e vogël e thurur me thupra për të mbyllur vathën a ndonjë shteg tjetër kalimi; gardh thuprash për të rrethuar diçka; trine. *Lesa e kasolles (e oborrit, e vathës, e gardhit). E mbyllin shtegun me lesë. I rre-thojnë pemët me lesa.*
3. Thurimë me purteka, me kallama të hollë ose me kashtë që përdoret për të nderë gjëra të ndryshme mbi të, për të mbuluar diçka etj.; trine e thurur rrallë, mbi të cilën rrahin me snkop kallinjtë e misrit kur i shkoqin. *Lesë druri (kashtë). Lesë duhani, Lesë ta-vani. Lesë për të zënë peshq. E mbuloi me lesë. E shkoq-nin misrin në lesë. I ndejnë fiqtë në lesë për t'i tharë.*
4. Tezgë, zakonisht prej thuprash, që përdoret për të mbartur pleh, kashtë etj.; vig.
5. Lloj saje që shërben për të mbartur diçka, duke e tërhequr mbi bore, rrëshqitëse. *Lesë bore.*
U be lesë u be tape. E bëri për lesë *dike* e rrahu fort, e shqepi në dru, e bëri për vig. I bëri (i thuri) lesa *dikujt i* bëri një kurth, i ngriti grackë. E vari (e futi) në lesë *dike* e futi në kurth, e futi në grackë. I vuri lesë *dikujt a diçkaje* e ndaloi, e pengoi,ia preu hovin, i vuri gardh. I vuri lesën *diçkaje* e mbylli një çështje, i vuri kapak. për çdo derë (për çdo shteg) ka një lesë nuk ka të metë a dobësi që nuk mund të ndreqet, çdo të keqeje a plage i gjendet ilaçi.
LESË,~A ii . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Xhufka që varen për zbukurim në veshjet popullore (sidomos në ato të grave).
LESIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve LESOJ, LESOHET. *Lesimi i parë (i dytëy i fundit). Lesimi i tokës (i arës). Bëri lesimin* e lesoi.
LESKËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Cipëz a petëz e hollë, që shqitet nga sipërfaqja e diçkaje të forte. *Leskër lëkure. Leskër muri (gëlqereje). Leskrat e kores së bukës. Leskër peshku* luspë. *Leskër akulli. Leskër ari (hekuri). Ka lëshuar leskra. I bien leskrat.*
*2. bised.* Leckë, zhele.
3. *bised.* Shkëndijë zjarri. *Leskrat e zjarrit.*
LESKËROHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bie leskra-leskra, rripet petë-petë; bëhet leskra-leskra. *Ishte leskëruar muri. Iu leskërua lëkura (fytyra). Iu leskë-ruan duart.*
2. Me grisen shumë rrobat, me bëhen rrobat copë-copë, grisem. *U leskërua nëpër ferra.*
3. *Pës. e* LESKËROJ.
LESKËROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj diçka që të rripet a të bjerë leskra-leskra, e bëj me leskra. *E leskëroi murin. Ia leskëroi sëmundja lëkurën.*
*2.* Ia bëj rrobat copë-copë dikujt; i gris shumë rrobat. *leskëroi rrobat nëpër driza.*
LESKËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë a ka rënë leskra-leskra. *Me lëkurë (me fytyrë) të leskëruar. Mur (tavan) i leskëruar.*
2. Që i janë grisur shumë rrobat (për dike); që janë bërë copë-copë (për rrobat).
LESKRA-LESKRA *mb.* 1. Që ka shumë leskra a petëza të vogla, që është mbuluar me leskra. *Tokë e thatë e leskra-leskra. Lëkurë (mur, tavan) leskra-leskra.*
2. *fig.* I grisur krejt, i leckosur, copë-copë, zhele-zhele. *kishte rrobat leskra-leskra.*
3. *përd. ndajf.* Në shumë leskra a petëza. *htqej (i binte) lëkura leskra-leskra.*
LESOHET. *Pës. e* LESOJ.
LESOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I shkoj lesën arës $ë punuar për të copëtuar plisat, për të shtruar dheun ose për të mbuluar farën; trinoj. *Lesoj arën (token). Lesuan të lashtat (grurin).*

LESH,~I *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. *vet. nj.* Tërësia e qimeve të gjata që mbulojnë lëkurën e bagëtive të imëta, të deveve etj.; filli që bëhet prej tyre. *Lesh i bardhë (i zij. Lesh i gjatë (i shkurtër). Lesh i butë (i ashpër). Lesh i dhirtë. Lesh sintetik. Lesh i palarë (i larë). Lesh delej'e (dhije, deveje). Lesh rude. Fill (fije) leshi. Krehër leshi. Shtëllungë leshi. Turrë leshi. Bojë leshi* bojë që përdoret për të ngjyer leshin. *Ço-rape leshi. Lyre leshi. Një bashkë lesh. Një thes lesh. Punoj (shprish, kreh, tjerr, dredh) leshin. Mbush jas-iëkët (dyshekët) me lesh.*

2. Qimet në trupin e njeriut; *kryes. sh.* flokët e hjeriut, qimet e kokës. *Leshi i gjoksit (i sqetullave).*

*Leshrat e kokës. Me leshra të gjata (të dredhura). Kreh (qeth) leshrat.*

3. Pushi që mbulon kërcejtë, gjethet ose frytet e disa bimëve; pushi i disa krimbave e kandrrave. *Leshi i gjetheve. Ftua (pjeshkë) me lesh. Krimb me lesh.*

4. *vet. nj.* Lëndë në trajtën e fijeve të holla, që përdoret për të izoluar ose për të veshur sende të ndrysh-me. *Lesh xhami (qelqi). Lesh druri.*

• U be lesh u lodh shumë, u rraskapit. Lau lesh *me dike shih te* LAJ. Të leshit e të lirit të mirat e të këqijat, të larat e të palarat. Lesh me qime diçka e kotë, pesë me hiç. U be lesh (flokë) arapi u ngatërrua shumë diçka, u përzie keq, u be lesh e li. U be lesh e Ii u be rrëmujë, u ngatërrua keq; u përzien gjëra të ndryshme. U be lesh e mish *me dike* uzuau grind keq me dike, u përlesh me dike. Është bërë si thes leshi *shih te* THES,~I. Iu drodhën leshrat e kokës (flokët, qimet e kokës) *shih te* FLOK,~U. I foli pa lesh në bark *dikujt* i foli me zemër të hapur, i foli me çiltëri e pa djallëzi. Ia dha leshrat (flokët, veshët) në dorë *shih te* JAP. Lë lesh kudo shkon kudo e nuk zë vend. La leshin në vrimë *shih te* VRIMË,~A.I la (i shtiu) veshët në lesh nuk i kushtoi vëmendje diçkaje, nuk ia vuri veshin, e bëri veshin të shurdhër; e fjeti mendjen për diçka. Është ngrohur në leshin e vet është mbyllur në vetvete, nuk është i hapur më të tjerët. Shkoi lyre leshi *d i kush a diçka shih te* LYRË, ~A. I vuri gojës (buzës) lesh u tregua i përmbajtur e i matur në të folur. Me zuri gjuha (goja) lesh u lodha duke folur shumë e duke përsëritur po atë gjë. S'më ka zënë goja lesh edhe unë di të ha, kam edhe unë gojë për të ngrënë. I kanë zënë sytë lesh s'është në gjendje t'i shohë gjërat ashtu siç janë, nuk i sheh më të metat ose gjërat e këqija, është verbuar, është sylesh. lu ngritën (iu çuan) leshrat e kokës (flokët, qimet e kokës) përpjetë *shih te* FLOK,~U. Shkoi (vajti) për lesh e doli (u kthye, erdhi) i qethur *fj. u. iron,* shkoi për të fituar, po humbi edhe atë që kishte pasur; vajti për t'i kërkuar llogari dikujt, po i kërkuan llogari atij vetë dhe e vunë përpara. Delja ku kullot, atje lë leshin . *u. shih te* DELE,~JA. Djalli s'ka dele dhe shet lesh *shih te* DJALL,~I. Gur leshi (liri, mën-dafshi, pambuku) *bised.* asbest, amiant.

LESH,~TË *as. shih* LESH,—I.

• Leshtë e barkut *thjeshtligj. shih te* BARK,~U. La leshtë (kockat, lëkurën) *keq. shih te* KOCKË,~A. Ia ndau leshtë *diçkaje* e rregulloi mirë një punë, u tregua i zoti për të bërë diçka. I ka rënë leshtë (i kanë rënë qimet) e kokës a) *diku* ka kaluar shumë kohë a një pjesë të madhe të jetës diku, është plakur në një vend; *b) me diçka* ka shumë kohë që me-rret me diçka, e njeh shumë mirë një punë, është plakur duke u marrë me të. La leshtë e kokës për *diçka* dha edhe jetën për t'ia arritur diçkaje; i kushtoi shumë mund diçkaje. Pagoi (harxhoi) leshtë (qimet) e kokës *shih te* QIME,~JA. Leshtë e ujkut, thonjtë e buflt *fj. u. shih tek* UJK,~Ut.

LESHASHPËR *mb.* Që e ka leshin të ashpër, roe lesh të ashpër; *kund.* leshbutë. *Dele leshashpër.*

LESHATAK,~E *mb.* 1. Leshtor. *Burrë leshatak. Qen leshatak. Me duar (me këmbë) leshatake. Me krahëror leshatak. Dele leshatake. Gjethe (rrënjë) leshatake. Me kërcell leshatak.*

2. Që i ka qimet të gjata (për rrobat e dërstilura). *Velenxë (gunë) leshatake.*LESHATOHET *vetv.,* ~UA (W), ~UAR. 1. Bëhet leshtor a leshatak; i rritet leshi (deles etj.). *U leshatuan qengjat, duken qethur.*

*2.* I dalin fi jet e holla të 4eshit një per' të dredhur, ose një rrobe të endur a të thurur, bëhet me push, pushatohet. *V leshatua peri (trikoja).*

LESHATOR,~E *mb.* 1. *shih* LESHTOR,~E i_3.

2. Që i ka këmbët të mbuluara me pupJa (për disa shpendë). *Pule leshatore.*

LESHBARDHË *mb.* 1. Që e ka leshin të bardhë. *Dele leshbardhë.* 2. Flokëbardhë, flokëthinjur. *Plakë leshbardhë.*

LESHBOZHURE *mb. f poel.* 1. Që i ka flokët të verdhë e pak si të kuqërremë, të butë e të ndrit-shëm. *Vajzë leshbozhure.*

*2. Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Mos me qaj, moj leshbozhure. kr. pop.*

LESHBUTË *mb.* Që e ka leshin të butë; *kund.* leshashpëi. *Dele leshbutë.*

LESHDENDUR *mb.* Flokëdendur. *Djalë (vajzë) leshdendur.*

LESHDREDHUR *mb.* 1. Që i ka qimet të dre-dhura vetiu. *Qengj leshdredhur.* 2. Flokëdredhur. *Djalë (vajzë) leshdredhur.*

LESHEGËR *mb.* Leshashpër. *Dele leshegër.*

LESHELI *ndajf.* Në gjendje shumë të ngatërruar, rrëmujë, lesh e li. *shin lesheli. U be lesheli. E gjeti lesheli. I ka hedhur plaçkat lesheli.*

LESHEM *velv.,* ~A (u), ~UR. 1. Fillojnë të me dalin qimet në fytyrë. *Është leshur në faqe.*

*2. fig. bised.* E kaloj moshën e miturisc e të rinisë së pare, bëhem burrë, burrërohem. *U lesh djali.*

3. *vet. veta HI.* Mbushet me push a me fije të holla (për disa bimë). *U leshën bamjet.*

4. *fig. keq.* Mbuloj a fsheh veprimet e këqija, fshi-hem. *Kërkonte të leshej.*

LESHGJATË *mb.* 1. Që e ka leshin të gjatë. *Dele leshgjatë. 2.* Flokëgjatë. *Grua leshgjatë.*

LESHHOLLË *mb.* Që e ka leshin të hollë. *Dele leshhollë.*

LESHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Shparcë prej leshi. *Fërkohen me leshje.*

*2.* Cope e vogël lëkure me lesh të gjatë, që e përdor mullisi për të mbledhur miellin. *Leshja e dishtës.*

3. Qese e vogël e mbushur me lesh, ku ngulen gjil-përat e qepjes, jastëku i gjilpërave. *Leshja e gjilpërave.*

4. *vet. nj. mjek.* Urdhje. *ka dale leshja në fytyrë.*

LESHJE *mb. f.* Dardhë leshje: lloj dardhe kokërr-madhe, me pak push përsipër, e cila piqet vonë.

LESHKO,~JA . *sh.* ~, ~T. 1. Njeri sylesh, të cilit ia hedhin të gjithë. *Hiqej si leshko. 2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.

LESHKORRË,~A . *sh.* ~A, —AT *vjet.* Grua e ve, e cila vendoste të mos martohej me dhe priste flokët, flokëprerë.
LESHKOQ,~E *mb.* 1. Që i ka qimet si të kuqe a të kuqërremë. *DM leshkuqe. 2.* Flokëkuq. *Grua leshkuqe.*
LESHLËSHUAR *mb.* Flokëlëshuar.
LESHMËNDAFSHTË *mb. poet.* Që i ka flokët
shumë të butë.
LESHMRRUDHËT *mb.* Leshdredhur.
LESHNIK,~U i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Veshje po-pullore burrash, e"punuar the'lesh deleje ose dhie; me mëngë të rreme, që mbahet si pallto në dimër. tallagan. *Hëngre fikun, vish leshnikun. fj. u.*
LESHNIK,~U n *m. gjell.* Lloj ëmbëlsire me qumësht delesh e me miell që piqet në tepsi.
LESHNJ E,~A . *bot.* Myshk. LESHPALARË *mb.* Fl6këpalarë.
LESHPRERË *mb.* 1. Që i ka flokët të prerë shkurt, flokëprerë. *Vajzë leshprerë.*
*2. vjet. si em.* LESHPRERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Leshkorrë.
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
LESHPUNUES,~I *m. sh. ~,* ~IT. Ai që merret me punimin e leshit. *Kooperativa e leshpunuesve.*
LESHPUNUES,~E *mb.* Që merret me punimin e leshit; që shsrben për të punuar leshin. *Mjetet (veglatj leshpunuese.*
LESHPUNUE3E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LESHPUNUES,~I.
LESHRABARDHË *mb.* Flokëbardhë, flokëthinjur. *Burrë (plak) leshrabardhë.*
LESHRADENDUR *mb.* Flokëdendur. LESHRADREDHUR *mb.* Flokëdredhur. LESHRAGJATË *mb.* Flokëgjatë. LESHRAKUQ,~E *mb.* Flokëkuq. LESHRALESHUAR *mb.* Flokëtëshuar.
LESHRAPRERË *mb.* 1. Leshprerë. *Grua leshra-prerë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ato leshra-prerat.*
LESHRASHKURTËR *mb.* Flokëshkurtër.
LESHRATHINJUR *mb.* Flokëthinjur. *Plakë lesh-rcithinjur.*
LESHRAVERDHË *mb.* Flokëverdhë. *Vajzë lesh-raverdhë.*
LESHRAZI,~ZEZË *mb.* Flokëzi. *Vajzë leshra-zezë.*
LESHRËNË *mb.* 1. Që i ka rënë leshi. *Dele lesh-rënë.*
*2.* Flokërënë.
LESHSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Shitës leshi.
LESHSHKURTËR *nib.* 1. Që e ka leshin të shkurtër. *Dele leshshkurtër.* 2. Flokëshkurtër.
LESHTAK,~E *mb. bot.* Që ka shumë push; qëka fije të holla e të gjata. *Gjethe (rrënjë) leshtake. Kërcell leshtak.*
LESHTERIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë e thjeshtë që nuk ndahet në kërcell, gjethe e rrënjë dhe që rritet në det ose në vende të tjera me ujë. *Lesh-\lerik igjelbër (i kuq). Leshterik deli (liqeni). Leshterik kroi.*
LESHTË,~A (e) . *kryes. sh.* ~A, ~AT (të). 1. Stof teshi; veshje a diçka tjetër e thurur me fije leshi ose e puouar me stof leshi; rrobë prej leshi. *Tëleshtat e nuses. Reporti i të leshtave. Larja e të leshtave. S"i heq të leshtat nga trupi.*
2. *vet. nj. euf.* Sëmundja e tokës, epilepsia. *I ra e \leshta.*
•*k* Të leshtat e të linjtat gjërat e mira e të këqija, të tarat e të palarat, të leshit e të lirit.

LESHTË (i,e) *mb.* I. Që është bërë me lesh, që është prej leshi; që është punuar me fije a me stof leshi. *Çorape të leshta. Fanellë (triko) e leshtë. Fa-brika e stofrave të leshta. Pallto e leshtë. Batanije e leshtë.*
2. Që ka të bëjë me delen, i deles; që merret nga delja, që del nga delja; që është bërë me qumësht dele je. *Mish i leshtë. Lëkurë e leshtë. Bagëti e leshtë* dele; bagëti e imët që jep lesh, në kundërvënie me bagëtinë e trashë. *Qumësht (kos) i leshtë.*
3" Që ka shumë lesh, që është mbuluar plot me qime, leshfor. *Lëkurë e leshtë. Me krahëror të leshtë. Me duar të leshta.*
4. *fig. bised.* Që është në gjendje të mirë, i pasur. *Ishte shtëpi (derë) e leshtë..*
5. *fig.* Që është i urtë, i qetë, i matur e i drejtë; që është i njerëzishëm e i butë dhe nuk i bie me qafë njeriu, që nuk ndihet; i patëkeq, baballëk. *Njeri(plak)* i *leshtë.*
,1 6. *fig.* Që nuk ka zgjuarsi, që nuk kupton shumë; leshko, sylesh. *U tregua i leshtë. E heq Veten të leshtë.*
LESHTOR,~E *mb.* 1. Që ka qime të gjata e të dendura, që ka shumë lesh në trup. *Burrë leshtor. Qen (kale) leshtor. Me duar (me këmbë) leshtore. Me krahëror (me kurriz) leshtor. Me vetulla leshtore.*
2. Që jep shumë lesh (për bagëtitë e imëta). *Dele (dhi) leshtore.*
3. Që e ka trupin të mbuluar me push ose me fije të holla e të buta (për kërcellin, gjethet e frytet e disa bimëve, për disa Hoje krimbash). *Me kërcell leshtor. Me gjethe (me rrënjë) leshtore. Krimb leshtor.*
4. *shih* LESHATOR,~E $_2$. *Pule leshtore.*
5. *shih* LESHTË (i,e). *Kapele leshtore.*
LJESHTORNfË (i,e) *mb.* Që ka lesh të gjatë e të dendur; leshtor. *Burrë i leshtormë.*
LESHUR (i,e) *mb.* 1. Që ka shumë lesh a qime, leshtor. *Me krahë të leshur.*
2. *fig.* Sylesh, leshko. *Njeri i leshur.*
LESHVERDHË *mb.* 1. Që i ka qimet si të verdha. *Mace leshverdhë.*
2. Flokëyerdhë. *Grua leshverdhë.*
LESHZl,~ZEZË *mb. 1.* Që e ka leshin të zi. *Dele leshzezë.*
*1.* Flokëzi.
LETARGJl,~A . 1. *biol.* Gjendje e një gjumi
të thellë e të gjatë, në të eilën bien disa kafshë, za-konisht gjatë dimrit, për të përballuar vështfrësitë e natyrës dhe gjatë së cilës funksionet jetësore ulen shumë; gjendje e sëmurë e njeriut, gjatë së cilës ai është si në gjumë dhe nuk ndien. *Letargjia e zvarra-nikëve (e rrëshqanorëve). Gjendje letargjie. Ra në le-targji.*
2. *fig.* Plogështi a ngathtësi e madhe, gjendje e fjetur, topitje. *Dolën nga letargjia.*
LETARGJIK,~E *mb.* 1. *biol.* Që ka të bëjë me letargjinë, që ka ttparet e letargjisë, i letargjisë; që shkakton letargjinë. *Gjumë letargjik. Gjendje letar-gjike. Sëmundje letargjike.*
2. *fig.* I plogësht, i ngathët, i fjetur, i topitur; që të topit e të vë në gjumë. *Jetë letargjike.*
LETËR,~RA *f. sh.* ~RA, ~RAT. 1. *vet. nj.* Lëndë që nxirret nga përpunimi i drurit, i kashtës etj. dhe që përgatitet e përdoret zakpnisht në trajtën e një flete të hollë; edhe *sh.* fletë e hollë prej kësaj lënde, me përmasa e ngjyra të ndryshme, që përdoret për të shkruar, për të vizatuarapër të shtypur në të, për të mbështjellë diçka më

të etj. *Letër e bardhë (e hollë, e trashë, e tejdukshme, e ndritshme). Letër thithise. Letër higjienike. Letër shkrimi (vizatimi). Letër shtypi. Letër cigareje. Letër me ngjyra. Letër për mbështjellje. Brume letre. Një fletë (një cope, një tabak) letër., Rrip letre. Qeskë (prej) letre. Kapëse letrdsh. Kosh letrash. Fabrika e letrës. Paios (pres) letrën.*
2. Fletë nga kjo lëndë, e Iyer me diçka, që përdoret për nevoja të ndryshme; fletë e hollë prej ndonjë lënde tjetër, që përdoret në industrt për të mbuluar, për të veshur ose për të bërë sende të ndryshme. *Letër ngjitëse (mizash). Letër dylli. Letër vaji. Letër karboni (kopjative). Letër bitumi. Letër zmerili (zumparaje). Letër alumini. Letër zbukurimi.*
3. Fletë nga kjo lëndë, ku shkruajmë diçka dhe ia dërgojmë dikujt larg nesh; teksti i shkruar në një fletë të tillë. *Letër familjare (private, zyrtare, përcjeltëse, shoqëruese). Letër e porositur (e thjeshtë). Letër urimi (përshëndetjeje, falënderimi, ngushëllimi, dashurie). I shkroi (i dërgoi) një letër. Mori letër. Lexonte letrën e nënës.*
*4.* Secila nga fletët e trasha në trajtë katërkëndëshe, me numra e me figura në ngjyrë të kuqe e të zezë, më të cilat luajnë bixhoz; loja me këto fletë. *Letra bi-xhozi. Letër spathi. Hodhi (tërhoqi) një letër. Luanin (me) letra.*
5. Dokument zyrtar i shkruar ose i shtypur që shërben si dëshmi për diçka; dokument zyrtar që i dërgohet një njeriu ose një qendre zyrtaire për ta njoftuar për diçka. *Letra kredençiale. dipt. Letër di-plomatike. zyrt. Letër thirrjeje. Letër njoftimi* letër-. njoftim.
6. *vet. sh. libr., vjet.* Letërsi. *Fakulteli i letrave.* I fsheh (i mbulon) letrat *shih te* FSHEH. I hapi
(i zbuloi) letrat (kartat> *shih te* HAP. Kështjellë (kala) prej letre (pre} karte) *keq. shih te* KËSHTJELLË,~A. Letër (pusullë) bakalli *keq. shih te* BAKALL,~I. Letër (kartë) e djegur *shih te* 0JEGUR *(ijt).* Letër e hapur *shih te* HAPUR (i,e). Me letra (me karta) të hapura *shih te* HAPUR (i,e). Letër e vdekur *libr. shih te* VDEKUR (i,e). E la në letër *diçka libr.* nuk e bëri a nuk e përfundoi një punë. Mbeti në letër *dick a* u tha me fjalë diçka a u shkrua në një ven-dim, por nuk u be, nuk u zgjidh, nuk u vu në jetë.la ngatërroi letrat *dikujt shih te* NGATËRROJ. I kane Fine letrat at oj" *dikujt shih tek* UJË,~I. In dogjën letrat (kartat) *mUr* (në) daar *dikujt shih te* DIG JEM. la dogji letrat (kartat) në dorë *dikujt shih te* DJEG. T'i këadoa (t'i lexoa) letrat (kartat) oë xhep *shih te* XHEP,~I. LMJ (hedh, perdor) letrën (kartEn, gurin, zarta) e tadit " fe FUNDIT (i,e). L e t f r qarkore qarkore. Letra me vleri *fin.* kambiale, obligacione etj., që kanë një vlerë të caktuar në para. L Ie letre *bot. shih te* LULE, ~JA.
LETËRGARANCl,~A *sh.* ~, ~TË *zyrt. vjet.* Shkresë zyrtare, që i njihte dikujt një të drejtë të caktuar ose i siguronte mundësinë për të kryer një veprimtari të caktuar brenda një kohe (sot përdoret fletegaranci). *Mori letërgaranci.*
LETËRKËMBIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Këm-bimi i letrave me dike. *Letërkëmbim i shpeshtë (i gjerë). Letërkëmbim zyrtar (privat). Ka letërkëmbim me dike.*
2. Tërësia e letrave që një njeri i ka dërguar dikujt dhe e atyre që ka marrë prej të tjerëve. *Letërkëmbimi* i *Sami Frashërit (i Asdrenit, i Migjenit, i De Radës).*
LETËRNJOFTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Doku-ment zyrtar, ku janë shënuar emrt e mbiemri i një njeriu, atësia e të dhëna të tjera, që vërtetojnë shte-tësinë dhe identitetin e tij. *Letërnjoftimi i shtetasit të RPS të Shqipërisë. Mori letërnjoftimin. I kërkoi (i tregoi) letërnjoftimin.*
LETËRPËRCJELLËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Fletëshoqërim. *dorëzoi letërpërcjellësen.*
LETËRPRERËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Thikë e posaçme prej druri, prej eshtre etj., që përdoret për të prerë fletët e paprera të librave ose për të hapur zarfat. *Letërprerëse librash (zarfash). Letërprerëse fildishi.*
LETËRPRIJRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që sjell një letër, prurësi i një letre. *ktheu përgjigje me letër-prurësin.*
LETËRSI,~A . *sh.* ~, ~TË. I. Një nga format e ndërgjegjes shoqërore, lloj i artit që e pasqyron jetën nëpërmjet figurave artistike të krijuara me anën e fjalës, duke shprehur një qëndrim ideor e emocional të caktuar; veprat e shkruara në këtë l)oj arti (proza, poezia, drama). *Letërsia artistike. Letër-sia shqiptare. Letërsia e huaj. Letërsia gojore* krijim-taria gojore popullore, folklori. *Letërsia e realizmit socialist. Dega e gjuhës dhe e letërsisë. Teoria e letër-sisë. Gjinitë e letërsisë.*
2. *vet. nj.* Tërësia e veprave të ndryshme të një populli a të gjithë njerëzimit, që janë botuar gjatë një periudhe ose gjatë të gjitha koh eve; tërësia e veprave të shkruara që kanë të bëjnë me një nga fu-shat e dijes ose që trajtojnë një çështje të caktuar. *LetërsUt kombëtare (botërore). Letërsia e vjelër (e re, e sot me). Letërsia e shek. XV. Letërsia politike (shkencore, teknike, mjekësore, pedagogjike, gjuhësore, hist or ike J. Letërsi artistike. Letërsia për Skënderbeun. Letërsia për rritjen e gjedhit (për bletarinë, për pemë-tarinë, për sëmundjet e fëmijëve). Është botuar një letërsi e gjerë,*
LETËRSHKRl3ES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ka shkruar një letër. shkruesi i letrës.
LETËRSHPËRNDARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Pu-nonjës i një zyre postare që merret me shpërndarjen e letrave, shpërndarësi i letrave që dërgohen me postë.
LETËRTHIRRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Fletëthirrje. *Letërthirrje ushtarake. Letërthirrja e gjy-katës. Mori letërthirrjen. I dërgoi letërthirrje.*
LETËRTHITHËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj letre e butë, që shërben për të thithur bojën e shkrimit.
LETON,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Le- tonisë ose ai që e ka prejardhjen nga Letonia.
LETON,~E *mb.* Që ka të bëjë me Letoninë ose me letonët, që është karakteristik për Letoninë ose për letonët, i Letonisë ose i letonëve; që është kri-juar nga letonët. *Popullsia letone. Këngë (valle) le-tone. Gjuha letone.*
LETONlSHT *ndajf.* Në gjuhën letone.
LETONISHTE,~JA . Gjuhë e familjes indo-evropiane, që fiitet në Letoni, gjuha e letonëve.
LETRAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shkrimtar. *Letrarët e rinj. Letrarët e vegjël.*
LETRAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me Ietërsinë artistike, që i përket letërsisë artistike, i letërsisë artistike, që shkruan a që ka aftësi të krijojë vjersha, tregime, romane, drama; që boton vepra të tilla e që merret me studimin e vlerësimin e tyre. *Vepër (pjesë) letrare. Krijimet letrare. Rrymë letrare. Drejtim letrar. Gjini letrare. Dhunti (prirje) letrare. Veprimtaria letrare. Rrethi letrar. Revistë letrare. Forcat (qarqet) letrare. Kritika letrare. Shkenca letrare. Faqja letrare e gazetës.*

*1.* Që përputhet me rregullat e me kërkesat e gjuhës letrare. *Norma letrare. Shqiptimi letrar. Shprehje letrare.*
• Gjuba letrare forma më e përpunuar e gjuhës së një populli, e cila ka norma të caktuara, të ngulitura në të shkruar e në të folur, dhe arrin njësimin më të lartë në kohën e krijimit e të zhvillimit të kombeve e të shteteve kombëtare. Leiim letrar *shih te* LEXIM,~I.
LEUKOPLAST,~I OT. *mjek.* Rrip i hollë me lëndë ngjitëse nga një anë, që përdoret për të mbajtur të shtrënguar garzën mbi një plage të vogël.
LEVARASH,~E *mb.* 1. Që është shumë i lëvizshëm, që nuk rri në një vend (zakonisht për fëmijët). *Fë-mijë levarash.*
2. Që ndryshon menjëherë, i paqëndrueshëm. *Ndje-një (dashuri) levarashe. Mendime levarashe. Vështrim levarash.*
3. *fig.* Që nuk ka qëndrim të mirë moral; bisht-dredhur.
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,3 të mbiemrit.
LEVEND,~E *mb. bised.* I. Shtathedhur. i shkathël e i zhdërvjellët; i fuqishëm e trim. *Djalë levend. Vajzë (grua) levende.*
*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Levendët e fshatit.*
LEVERDf,~A . *bised.* Dobi, e mirë; përfitim; fitim. *Leverdia shoqërore (e përgjithshme). Ka leverdi të madhe (ekonomike). S'ka leverdi. Është me leverdi.*
LEVERDIS *kal.,* ~I, ~UR *(me një trojtë tëshkurtërtë p ëremrit vet or në r. dha-ho r e) bised.* Është në dobinë time diçka, është në të mirën time, me sjell fitim; përfitoj prej saj, me jep do-rë, kam leverdi. *leverdis shumë. S'i leverdis fare (aspak).*
LEVERDISHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* Që të sjell dobi a fitim; që jep mundësi për përfitime, që të jep dorën, që ka leverdi, *Punë e leverdishme. Kafshë e leverdishme. Kushte të leverdishme. Çmim i leverdi-sftëm. Shitje e leverdishme.*
LEVERDISHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i lever-dishëm; leverdi. *Leverdishmëri e madhe (ekonomike). Leverdishmëria e prodhimit.*
LEVË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. *fiz.* Shufër e forte dhe e gjatë, që ka një pikëmbështetje dhe sjhërben për të ngritur me lehtë a për të lëvizur nga vendi trupa të rëndë; ngritës, lloz. *Levë e dyfishtë* dy leva që kanë një pikëmbështetje të përbashkët si p.sh. gërshërët, darët etj. *Krahët e levës. Mbështetja e levës. Boshti i levës. E ngre me levë.*
2. *tek.* Shufër me një dorezë, që shërben për drej-timin e një makine, për të rregulluar lëvizjen e një mekanizmi e,tj. *Levë dore. Levë komandimi. Levat e makinës (e traktorit). Leva e ndërrimit të marsheve.*
3. *fig.* Mjet që ndihmon për të vënë në lëvizje diçka, për të zhvilluar një vëprimtari etj. *Leva të fuqishme. Levat shtetërore (ekonomike). Levat e Partisë,*
I LEVË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Njësia monetare bazë e Bullgarisë; monedhë që ka këtë vlerë.
LËVREK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Peshk ijujërave të kripura, me i madh se qefulli, me trupin në ngjyrë hiri të errët përsipër dhe të bardhë e të shndrit-shëm poshtë, me dy pendë në kurriz, i cili noton shpëjt dhe ka mish shumë të shijshëm.
2. *fig.* Njeri me trup të hajthëm e të shkathët.
LEXIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas )Çuptimeve të foljeve LEXOJ, LEXOHET. *Lexim i lire (i pavarur). Lexim shprehës. Leximi i librave (i letrës, i shtypit, i gazetës). Leximi i hartës. Lexim jdshtë klase. Sallë leximi. Libër leximi* libër me pjesë riga letërsia artistike ose politiko-shoqërore, që shërben si tekst mësimor. *Filloj (mbaroj, ndërpres) le-ximin. Meson shkrim e lexim.*
2. *kryes: sh. tek.* Të dhëna që shënohen në një aparat mates, në një instrument etj., ajo që lexojmë në të. *Leximet e aparateve. Leximi (nuk) është marrë i plotë.*
*it* Lexim letf ar forme e mësimit të letërsisë në shkollën tetëvjeçare, duke i komentuar pjesët letrare e duke dhënë edhe njohuri të tjera nga kjo fiishë.
LEXOHET *vetv.* 1. Është i lexueshëm a i dallue^ shëm, muIid ta shkoqitim a ta lexojmë (për një shkrim). *Lexohet qartë. Nuk lexohet. Mezi lexohet.*
2. *Pës.: e* LEXOJ.
LEXOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Shkoqit fjalët e shkruara në letër a diku tjetër, duke i shqiptuar me zë ose duke i përshkuar me mend. *Lexoj letrëh. Lexoj librin (gazetën, revistën). Lexoj bukur (rrjedh-shëm, shpejt, ngadalë, keq). Lexoj fjalë për fjalë. Di të shkruajë e të lexojë.*
2. Ndjekme sy shenjat e ndryshme të diçkaje të shkruar, arrij t'i kuptoj a t'i zbërthej ato dhe i shqip-
toj me zë a i riprodhoj me mend fjalët më të cilat emër-tohen; jam i aftë të kuptoj diçka të shkruar, di, mund të kuptoj ç'shkruhet. *Lexoj numrat. Lexon notat mti-zikare. E lexon hartën gjeografike. Lexoj (një skicë, një prokjekt). Lexoj sahatin e ujit (termometrin). Lexoj një njoftim të shifruar. Lexon frëngjisht (gjer-manisht). Lexon në dy (trij gjuhë.*
3. Njihem me përmbajtjen e diçkaje të shkruar; ndjek rregullisht një botim periodik, veprat e një au-tori etj. *Lexon rregullisht shtypin e përditshëm (revistën "Ylli"). Lexon shumë romane. E lexon me ëndje atë autor.,„*
4. Mbaj me gojë përpara dëgjuesve një ligjëratë, një referat a kumtesë; shtjelloj një lëndë në një shkollë të lartë, mbaj Ieksione. *Lëxoi referatin (kumtesën). Lexon teorinë e letërsisë në Fakultetin e Historisë e të Filologjisë.*
5. *fig.* Arrij të kuptoj gjendjen shpirtërore, men-dimet, qëllimet a dëshirat e dikujt sipas shprehjes se fytyrës ose shenjave të tjera të jashtme; depërtoj në mendimet e ndjenjat e fshehta të dikujt. *lexon mendimet (dëshirat) në sy (në fytyre). Di të lexojë në zemrat e njerëzve.*
•*k* T'i lexon (t'i këndon) letrat (kartat) në xhep *shih te* XHEP,~I. Lexoj në mes të radhëve (të rresh-lave) *libr. shih te* RADHË,~A.
LEXUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që lexon diçka; ai që lexon vepra të botuara për fusha e probleme të ndryshme; ai që shkon rregullisht dhe lexon libra në bibliotekë. *Lexuesi shqiptar. Lexues i rregullt. Lexuesit e vegjël. Lexuesi i sotëm. Lexuesit e jashtëm. Lexuesit e shtypit (e letërsisë artistike, shkencore...). Lexuesit e faqes letrare (e rubrikës sportive). Lexuesit e bibliotekës. Rrethi i lexuesve. Ka shumë lexues...* •
LEXUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të lexohet, të dallohet a të shkoqitet, që lexohet. *Shkrim (mbishkrim) i lexueshëm.*
LEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Nishan i kuq a i zi në fytyrë ose në trupin ë njeriut, lyth. *Me lez në faqe (në mjekër).*
*2. mjek.* Mish i huaj që del në një pjesë tëtrupit a në një organ të tij dhe që është përsipër gjemba-gjemba, iriq. *doli një lëz në gisht. Djeg (pres, shkul, heq) lezin.*
LEZAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Thupër e hollë, e cila vihet mbi furkat që të kapen lastarët e degët e hardhisë.

2. Dru i hollë e i drejtë, ku varen pastërmatë dhe suxhukët.
LEZET,~I m. *sh.* ~E, ~ET *bised.* I. Shije e kënd-shme, shije e mirë. *Gjellë pa lezet. 1 jep lezet gjellës. Hëngri me lezet të madh.*
*2.* Ëndje, kënaqësi. *Ka lezet diçka* është e kën-dshme, të kënaq. *I ka hyrë lezeti dikujt për diçka* ka filluar t'i pëlqejë diçka. *la ndjeu lezetin diçkaje* e provoi ç'të mira ka e ç'kënaqësi të jep. *doli lezeti diçkaje a dikujt* nuk të jep mi; ëndje a kënaqësi, nuk të pëlqen me. *dhd lezet ku-vendit (bisedës). Na e tregoi me shumë lezet. Të ka lezet shpirti* të kënaqet shpirti. *Qofsh me nder e me lezet! ur. Vajtsh me shëndet e ardhsh me lezet! ur.*
3. *fig.* Pamje e këndshme e dikujt a e diçkaje ose përshtypje e mirë që të lë dikush a diçka, hije; hi-jeshi, bukuri. *kanë lezel gërshetat. I kanë lezet rro-bat* i rrinë bukur, i shkojnë mirë, i kanë hije. *ka lezet fjala (puna). Nuk i ka lezet të flasë kështu!* nuk i ka hije të flasë kështu. *la hodhi me lezet* e mashtroi bukur, me shumë marifet. *Është vajzë me lezet* është vajzë e hijshme, e pashme. *S'ka lezet ta zgjatim me këtë punë* nuk është e hijshme, nuk bën ta zgjatim me.
LEZETAR,~E *mb. bised.* 1. I hijshëm, i lezetshëm. *Vajzë lezetare. Me fytyrë lezetare.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit). *Lezetaret e fshatit.*
LEZETOHEM *vetv. bised.* 1. *vet. veto III.* Bëhet i shijshëm, merr shije të mirë e të këndshme (për ush-qimet). *U lezetua gjella. U lezetuan pemët.*
*2. vet. veta III (me një trajtë të shkur-tër të përemrit vet or në r. dha no re).* Fillon të me pëlqejë diçka e të me jape kënaqësi, me hyn në qejf diçka. *Na u lezetua puna. Iu lezetua rakia. I është lezetuar fshati.*
3. Marr pamje të hijshme, bëhem i hijshëm, hijeshohem, zbukurohem. *Është lezetuar vajza (djali).*
4. *Pës. e* LEZETOJ.
LEZETOJ *kal., ~OVA, ~UAR bised.* I. E bëj të shijshëm një ushqim, i jap diçkaje shije të mirë e të këndshme. *Erëzat e lezetojnë gjellën.*
*2.* E bëj të këndshme diçka; i jap kënaqësi dikujt. *la lezeton jetën.*
3. E bëj të hijshëm dike a diçka, i jap një pamje të bukur, e hijeshoj, e zbukuroj. *Rrobat e reja e lezetojnë shumë. Tufat e bagëtive (pyjet, brezaret) lezetojnë vendin.*
LEZETSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* 1. Që ka shije të mirë e të këndshme, që ta ka ënda për ta ngrë-në, i shijshëm. *Gjellë e lezetshme.*
*2.* I pashëm, i hijshëm. *Djalë i lezetshëm. Vajzë (grua) e lezetshme. Pamje e lezetshme. Fytyrë e lezetshme. Me trup të lezetshëm. Është i lezetshëm.*
3. Që të pëlqen e të jep kënaqësi, i këndshëm. *Njeri i lezetshëm. Sjellje e lezetshme. Punë e lezetshme. Lojë e lezetshme. Shaka e lezetshme. Mbrëmje e lezetshme.*
LEZHJAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor ven-dës nga Lezha ose ai që e ka prejardhjen nga Lezha.
LEZHJAN,~E *mb.* Që lidhet me Lezhën ose me lezhjanët, që është karakteristik për Lezhën ose për lezhjanët, i Le.zhës ose i lezhjanëve; që është krijuar nga lezhjanët. *Burrë lezhjan. Grua (vajzë) lezhjane. Këngë (valle) lezhjane.*
LEZHJANE,~JA . 1. *Fem. e* LEZHJAN,~I.
2. Era e jugut që fryn nga gryka e Lezhës në drej-tim të qytetit të Shkodrës dhe që sjell mot të keq e shumë shh *Fryn lezhjania.*
LË *kal.,* LASHË, LËNË. 1. Nuk e marr diçka nga vendi ku është, nuk ia ndryshoj vendin, nuk e heq, nu'c e shkëput, nuk e nxjerr a nuk e luaj prej atje; nuk e marr me vete dike a diçka kur iki ose e harroj diku, largohem pa të. *Nuk e lane misrin në are. E lane kashtën në lëmë. E la çelësin në brave. I ka lënë qetë në zgjëdhë. la la frerin në gojë. E la shulin në derë.*
*Ia lane plumbin në trup. La disa degë pa i prerë. I la fëmijët në shtëpi (tek e motra, në Elbasan). Ia ka lënë nënës vajzën që ta rritë. Nuk i kujtohej ku e kishte lënë çantën (çadrën, letërnjoftimin). Lëre aty tek është!*
*2.* Vendos diku në një mënyrë të caktuar një gjë që e kam në dorë ose që e kam marrë a sjellë nga një vend; e vë. *la arkat përpara dyqanit. Lëri pjatat (gotat) mbi tryezë. Lëri në vend të paster! E la drejt (shtrembër, varur, shtrirë, me këmbë). E la mbështëtur pas murit.*
3. Me hiqët diçka nga trupi, me mbetet diçka nga vetja diku; numb. *Delet e lane leshin nëpër ferra. I la pendët (një shpend)* i ranë pendët, mbeti pa pupla. *E la krahun në luftë. I la këpucët nëpër shkë-mbinj* iu prishën a iu shkatërruan këpucët nëpër shkëmbinj. *E la bishtin në akull (dhelpra)* iu këput bishti, i mbeti bishti në akull. *la par at ë në bi-xhoz.*
*4.* edhe *fig.* I jap diçka një tjetri për ta ruajtur a për ta përdorur, i dorëzoj; i besoj një detyrë, i ngar-koj një punë a i jap një porosi, një këshillë etj. *Ia la çelësin fqinjës. I la një porosi (një fjalë). Ia la ama-net. I la emrin. U zhduk pa lënë drejtimin. Ia të barrë dikujt* ia ngarkoj një punë. *Ia lë në besë dikujt* ia besoj. *E ka lënë më të shkruar (me gojë).*
5. edhe?£. Ia jap dikujt si trashëgim, bëj që ta ketë ai (një prone, një pasuri etj.); bëj që diçka ta ketë a ta gëzojë një pasardhës. *Ia ka lënë babai (gjyshi). Na e kanë lënë të parët tanë. Na ka lënë dy vepra të shquara. I ka lënë emër të mirë dikujt. I la nam të keq.*
6. *bised.* Ia shes një gjë dikujt (zakonisht me një çmim të përshtatshëm për të), ia jap dikujt. *Ia la për pesëdhjetë lekë. Nuk e lë me lire?*
7. Lëshoj; *kund.* mbaj. *S'e lë pushkën (lopatën. librin) nga dora. E mban fort, s'e lë të bjerë (të rrë-zohet).*
8. edhe *fig.* Bëj një shenjë a një gjurmë diku; bëj një përshtypje të caktuar, shkaktoj një pasojë. *I la shenjë (njoltë) në faqe. La gjurmë. La mbresa të mira (të thella, të këqija). I la një damkë fami-Ijes.*
9. Ndaj mënjanë diçka dhe e ruaj për ta përdorur me vonë; heq mënjanë, vë mënjanë; e ruaj për një tjetër. *Kishte lënë para mënjanë. I la në arkën e kur-simit. I la për dimër (për dasmë). I la për darkë. T'i lëmë për nesër. Ia la mollët vëllait. Ua linte shokëve pjesët më të mira.*
10. I jap mundësi dikujt të bëjë diçka, nuk e pen-goj të bëjë një punë; i jap pëlqimin për një punë; lejoj; *kund.* ndaloj. *E lë të shkojë (të kalojë, të niset, të hyjë, të dale). Elane të fliste sa deshi. Lëre ta shohë! Lëre të flejë! E la la bënte vetë. Nuk e lë të pijë raki (duhan). I lë dorë (fushë, shesh) të lire* e lejoj të ve-projë lirisht. *ka lënë kohë* ka pasur kohë. *Nuk e lë sëmundja (mosha). Nuk lë asnjë shkelje. Ka lënë shumë raste të tilla. Rëra e lë ujin të kullojë. Xhami e lë dritën të hyjë.*
11. E mbaj diçka, nuk e nxjerr jashtë, nuk e për-jashtoj; e ruaj siç është, nuk e heq; e lejoj të vijojë; *kund.* heq. *E*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtori që lemon sipërfaqen e sendeve të ndryshme prej meta)i. *Lëmuesit e repartit.*
LËMUQ,~I *m. sh.* ~Ë, "T; 1. Top dëbore; grumbull i vogël i diçkaje. *Lëmua dëbore. Lëmuq gruri.*
*2. përd. ndajf.* Në trajtë rruzulli, si top, lëmsh, shuk. *E mblodhi shaminë lëmuq.*
3. *përd. ndajf.* Njëri mbi tjetrin, grumbull mbi njëri-tjetrin. *Ranë lëmuq.*
4. *përd. ndajf.* Menjëherë e pa jetë, si i vdekur, në vend, top, lëmsh. *Ra lëmuq në tokë (në shtrat). E la lëmuq përdhe* e goditi dhe e Ia në vend të vdekur a pa ndjenja, e la top në vend.
LËMYSHK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. *bot.* Bimë e thjeshtë, zakonisht e gjelbër e në trajta të ndryshme, që nuk ka ndarje në kërcell e në gjethe dhe që rritet në vende të lagëta, në ujë, mbi trungun e drurëve, mbi gurë e tjegulla, mbi mure etj.; myshk. *Lëmyshk uji (lumi, kroi, burimi). Lëmyshk guri (shkëm-bi, muresh). Lëmyshk drurësh (lisi). Lëmyshk bjesh-kësh (pyjesh). Erë lëmyshku. Mbledh lëmyshk. Ka zënë (ka vënë) lëmyshk muri.*
2. *fig.* Ajo që mbulon a që e bën të harrohet diçka, pluhur. *Lëmyshku i kohës.*
LËNA,~T (të) . *vet. sh.* 1. Mbeturinat e gjellëve, të bukës e të ushqimeve të tjera, që hidhen tej ose u jepen kafshëve. *Nuk i ha të lënat e të tjerëve. Mblodhi të lënat.*
*2.* Barishte, copa druri e sende të tjera, që sillen nga ujërat e mbeten në breg ose në tokat e përmby-tura. *Të lënat e lumit (e detit, e liqenit).*
LËNDË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Materia e prek-shme, ajo prej së cilës përbëhen trupat fizikë në na-tyrë; thelbi cilësor i materies, substance; *fiz., filoz.* një nga trajtat kryesore të qenies së materies në ha-pësirë, që ka masë prehjeje dhe që është në gjendje lë ngurtë, të lëngët, të gaztë etj. *Lëndë e ngurtë (e lëngët, e gaztë). Lëndë organike (joorganike). Lëndë c tretshme. Lëndë ushqyese. Lëndë helmuese. Lëndë radioaktive. Lëndë shpërthyese (plasëse). Lënda dhe fusha.*
2. Çdo gjë që nxirret nga toka dhe përpunohet më tej; prodhim që përpunohet në trajta të ndryshme ose që shërben për qëllime të caktuara; material. *Lëndë e forte (e qëndrueshme, e butë, e ashpër). Lën-dët e para. Lëndë minerale. Lëndë artificiale (plastike, sintetike). Lëndë ngjyruese (ngjitëse, lidhëse, regjëse). Lëndë djegëse.*
3. Dru i prerë dhe i ndarë në pjesë të veçanta, ms përmasa të ndryshme, që përdoret në ndërtim ose për të bërë orendi, vegla pune e sende të tjera; qe-reste. *Lëndë e prerë (e sharruar, e latuar). Lëndët e trasha* trarët. *Lëndë e hollë (e imët). Lëndë druri. Lëndë ahu (dushku, plepi). Lëndë ndërtimi. Bëri (preu) lëndë në pyll.*
*4.* Pjesa e forte dhe e ngjeshur e një druri (sidomos e trungut), e cila ndodhet nën lëvore dhe ka veti e cilësi të ndryshme. *Lëndë e forte (e butë, e punueshme). Lënda e dushkut (e ahut, e panjës, e pishes, e shqopës). Arra (qiparisi) ka lëndë të çmueshme.*
5. Tërësi faktesh a të dhënash, që' shërbejnë siiribështetje për një studim dhe që i japin atij vlerën njohëse. *Linda gjuhësore (historike, arkeologjike).* 16. Brendia e një vepre të shkruar, përmbajtja; ajo për të cilën shkruajmë ose flasim. *Lënda e një rëviste (e një libri). Pasqyra (tryeza) e lëndës. Ka lëndë të pasur.*
*1.* Tërësia e njohurive të një fushe a dege të shken-cës, që jepen në shkollë sipas programit mësimor të caktuar; mësimi që zhvitlohet në shkollë sipas de-gëvc të shkencës. *Lëndël mësimore. Lëndët teknike (bujqësore). Lënda e gjuhës (e letërsisë, e historisë, e kimisë, e matematikës). Komisioni i lëndës. Jep dy lëndë.*
Shkëmbimi (këmbimi) i lëndëve *biol. shih te* SHKËMBIM,~I.
LËNDËT (i,e) *mb.* Lëndor. *Send i lëndët. Ka për-bërje të lëndët.*
iLËNDËTAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që për-gatit lëndë druri në pyll a në sharra; ai që merret me punimin e tëndës së drurit për ndërtim ose për sende të ndryshme; zdrukthëtar. *Ka punuar gjithnjë si lën-dëtar.*
2. *vjet.* Ai që shiste lëndë druri, tregtar qeresteje.
LËNDËZOHET *vetv.* 1. Materializohet.
2. *Pës. e* LENDËZOJ.
LËNDËZOJ *kal.,* ~OVA, ~ UAR. Materializoj.
LËNDf,~A . *sh.* ~, ~TË. Mëri. *Ka tëndi me dike. Ekalëndi.*
' LËNDIM,—I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LËNDOJ, LËNDOHEM.
2. Gjymtim trupor, plage; dhimbje trupore ose shpirtërore kur lëndohemi nga dikush a nga diçka. *Lëndim trupor (fizik, shpirtëror, moral). Shenjat e lëndimit. I solli lëndim dikujt. Ndieu lëndim në zemër.*
LËNDIMTHI *ndajf.* Ngadalë e me kujdes. *E ven-dosi lëndimthi diku. I bën punët lëndimthi.*
LËNDlNË,~A i *f. sh.* ~A, ~AT. 1. Tokë e lënë pa punuar, tokë djerr. *Lëndinat e fshatit.*
*1.* Shesh i vogëi, i vesbur me bar të njomë. *Lën-dinë malore. Lëndinë në mes të pyllit. Rrinte në lën-dinë. Kullot bagëtia në lëndina.*
• E bëri lëndinë *diçka* e shkatërroi krejt, e bëri rrafsh me token, e bëri shesh. la nxori (ia qiti) në lëndinë *diçka* ia nxori diçka që e mbante të fshehtë, ia nxori në shesh.
LËNDlNË,~A it *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Lëndishtë.
LËNDISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll i dendur me dfurë të mirë për lëndë ndërtimi.
LËNDOHEM *vetv.* 1. Plagosem a vritem he një pjesë të trupit; me ngacmohet një plage dhe ndiej dhimbje. *V lëndua në dorë (në këmbë). lu lëndua plaga.*
2. *fig.* Prekem thellë; fyhem.: *U lëndua shumë. Është lënduar nga vdekja e djalit.*
3. *Pës. e* LËNDOJ. *lu lëndua zemra. lu lënduan plagët e vjetra.*
LËNDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E godit dike
në një pjesë të trupit dhe i bëj një plage a i 16 njfi shenjë; e ngacmoj një plage. *lëndoi krahun. E lën-doi në ijë. Lëndoj plagën (këmbën, dhëmbin, syrin). E lëndoi me dorë.*
2. *fig.* E prek thellë dike; e fyej dike. *lëndoi zem-rën (shpirtin). Mos e lëndo me fjalë! E lëndoi në nder.*
LËNDOR,~E *mb.* 1. *filoz.* Që përbëhet nga lënda e që kapet me anë të shqisave, që lidhet me lëndën. *Bota lëndore. Ka përbërje lëndore.*
2. Që lidhet me gjendjen a me mjetet materiale e financiare; material. *Burimet lëndore, Gjendja lëndore. Ndihmë lëndore. Dim lëndor. Interesa lëndore.*
3. Që lidhet me sende e me vlera të tjera të kri-juara nga njeriu për nevojat e jctesës, material (në kundërvënie me diçka shpirtërore). *Kultura lëndore. Jeta lëndore.*
4. Që ka të bëjë me lëndët mësimore dhe me vetë përmbajtjen e tyre. *Ngarkesa lëndore. Çështje lëndore e metodike. Planet lëndore të tremujorëve.*

5. *libr.* Që ka të bëjë me lëndën e drurit dhe me mundësitë për të dhënë lëndë druri. *Fuqia lëndore e pyjeve.*

6. *gjuh.* Që shënon një lëndë ose një send; që shë-non nga ç'lëndë është bërë diçka; që ka të bëjë me pjesën themelore të f jalës dhe jo me trajtat e saj gra-matikore, leksikof. *Enter lëndor* emër që shënon një lëndë (p.sh. nish, brume, vaj, dyllë). *Mbiemër lëndor* mbiemër që e cilëson një send, duke shënuar se nga ç'lëndë është bërë (p.sh. i gurte, i drunjtë, i heknrt, f misërt). *Kuptimi lëndor i fjalës* kuptimi i temës së fjalës, kuptimi leksikor (për ta dalluar nga kuptimi i pjesës trajtëformuese).

7. *mat.* Që shoqërohet me njësinë e matjes ose me njësitë e sendeve të numëruara, konkret. *Numër lëndor. Madhësi lëndore.*

• Pike lëndore (materiale) *mek.* trup me përmasa të papërfillshme, që ka të gjitha veçoritë e materies. Prove lëndore (materiale)

*drejt.* send a diçka tjetër konkrete që merret si dësh-mi për të vërtetuar krimin ose për të përcaktuar nje-riun që e ka kryer atë.

LËNDUAR (i,e) *mb.* I. Që është goditur e plagosur ose që është ngacmuar dhe të jep dhimbje (për një pjesë të trupit, për një plage). *Me krah të lënduar. Plage e lënduar.*

*1. fig.* I prekur thellë; i fyer. *Me zemër të lënduar. Mbeti i lënduar.*

LËNDtiES,~E *mb.* 1. Që të shkakton plage në një pjesë të trupit a që të ngacmon një plage e të jep dhimbje, që të lëndon. *Goditje lënduese.*

2. *fig.* Që të prek thellë; fyes. *Fjalë lënduese.*

LËNDYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Yndyrë.

S'i ka mbetur asnjë pike lëndyrë *dikujt* është bërë fare i shpëlarë; ka rënë shumë poshtë përpara të tjerëve, i ka dale boja.

LËNESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vajzë e shkuar në moshë që ka mbetur pa u martuar. *Lëneshë plakë. Mbeti lëneshë.*

LËNË (i,e) *mb.* 1. Që e ka lënë dikush tjetër, që është trashëguar nga dikush, i trashëguar. *Pasuri (shlëpi) e lënë. Malli lënë.*2. Qe" e kanë line" ujerat, që ka mbctur nga ujërat. *Tokë e line. Dhe i linl.*

3. vef. Që e linte, e ndante bashkëshorti dhe kthe-hej te prindërit, e ndarë. *Grua e line.*

*4.* I harruar; i braktisur; që ka mbetur pa asnjë mbikqyrje e përkujdesjc; që ka mbetur pa prindër, jetim (për fëmijët). *Fshat i line. Fëmijë i lënë.*

5. Që nuk kujdeset fare për veten e vet (për veshjen, për ushqimin, për kushtet e jetesës etj.), që e ka lënë veten pas dore, që e ka lëshuar veten. *Njeri i lënë.*

*6.* Që e kanë lënë fuqitë nga pleqëria a nga ndonjë sëmundje; i flashkët; i mefshtë. *Plak i lënë.*

7. Që e kanë lënë mendtë, i rrjgedhur nga trute; i çmendur, i marrë. *Njeri i lënë. Është fare i lënë.*

LËNËSI,~A . 1. Marrëzi. *Lënësi e madhe.*

2. Gjendje e një njeriu të flashkët; mefshtësi. *Ka rënë në lënësi.*

LËNG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. *fiz.* Lëndë që nuk ka forme të përcaktuar, sepse ka veti të rrjedhë etë marrë formën e enës ku ndodhet dhe që përfaqëson një nga tri gjendjet kryesore të trupave (duke u da-lluar nga trupat e ngurtë e të gaztë). *Lëng jet dhe gazei. Uji është një lëng pa ngjyrë.*

2. Pjesa e ujshme brenda qelizave, indeve a or-ganizmave bimore e shtazore; pjesa e ujshme që del kur shtrydhim pemët e peri met ose kur ziejmë barish-tet, mishin etj.; çdo ushqim i ujshëm. *Lëngu qelizor (Indor). Lëngu gastrik. Lëng pemësh (frutash, peri-mesh). Lëng rrushi (molle, qershie, portokalli, limoni, domatesh, karotash). Lëng pishe. Lëng gruri (orizi). Lëng mishi. Mish me lëng. E këshilluan të pijë sa me shumë lëngje. Nxjerr (lëshon) lëng.*

3. Përzierja e nolle e një trupi të ngurtë në ujë ose në një lëndë tjetër të ujshme; diçka e ujshme. *Lëng larës (pastrues). Lëng djegës (helmues). Lëng qelqor (xhami). Lëng gëlqereje.*

4. *bised.* Lagështia që mban toka, vlagë. *Ka lëng toka. Ara është në lëngun e vet. Toka është tul e lëng* toka është shumë e mirë, shumë pjellore.

5. *fig. bised.* Plëng, mall e gjë, pasuri. *Kishte zënë lëng. Kishin shumë lëng. Me lëng e me plëng* me gjith-çka kishte, më të gjitha, me laçkë e me plaçkë.

6. *fig. bised.* Diçka e mirë, e këndshme e tërheqëse që ka dikush a diçka, lezet, kripë, hijeshi, bukuri; vlerë, bulmet. *Njeri pa iëng. Fjalë (muhabet) pa lëng. S'ka (fare) lëng. Nuk ka pike lëngu. I dolt lëngu* i doli kripa, u be si i shpëlarë, e humbi lezetin; e humbi vlerën.

7. *krahin.* Hirrë qumështi. *Pinte lëng.*

U be lëng u lag shumë, u be qull. Lëng ndër lakra gjë fare pa rëndësi, diçka fare pa vlerë. Lëng gështenjash *shih te* GËSHTENJË,~A. Lëng groshe *mospërf. shih te* GROSHË,~A. Lëng (fare) hardalli *iron, shih te* HARDALL,~I. Lëng stërlëngu (lëng pas lëngu) *mospërf.* shumë i largët nga lidhjet e gjakut ose nga lidhjet e tjera. la ka pirë lëngun *dikujt mospërf. shih te* PI. M'u be fcjaku lëng (ujë) *shih tek* UJË ~I. Heq (vuan) lëngun (të zitë) e ullirit *shih tek* ULLI, ~RI. Lahet me lëngun e vet është njëfarësoj, s'është as i mirë as i keq (për një bagëti). Me lëshon (me rrjedh, me shkon) goja lëng kam shumë dëshirë për diçka, me pëlqen shumë diçka. E hian gishtin e lëngut (e shëllirës) *dikush shih te* LUAJ. Ka marrë lëng nën bisht *dikush* ka marrë tepër hov, është

azdisur dhe zor se shtrohet, është tërbuar nga të mint (për një njeri). U nda nga lëngu c nga përshesM *dikush* u largua përgjithnjë, u nda përgjithmonë (thuhej sidomos kur një i varfër largohej nga fshati ose kur vdiste). Ka pirë lëngun e gjrprit p r"ry *dikujt* ka vuajtur shumë, ka hequr mundime të mëdha prej dikujt. Nuk u është puqur lëngu me thelë nuk kanë shkuar mirë njëri me tjetrin, nuk janë ulur asnjëherë në një sofër. Zihet në lëng të vet e përballon çdo gjë me forcat e me mundësitë e veta, fërgohet me dhja-min e vet. Është zier në lëng çeliku *shih te* ÇELIK,~U. U derdh lëngu e ra në lakra s'u be ndonjë dëm, nuk pësoi asnjë humbje. Lëre lëngun e hyrë në thela.'i-on. thuaje cope diçka!, mos i bjer anës e anës!

LËNGARAK,~E *mb.* 1. *mospërf.* Që ndotet shpesh me lëng gjellësh, pemësh etj. *Fëmijë lëngarak.*

*2. përçm.* Që ushqehet me mbeturinat e gjellëve të botës, që gjezdis sofër me sofër. *Njeri lëngarak.*

3. *cdhe fig.* Që ushqehet keq, që ha lëngëtyra; shumë i varfër, fare i këputur.

4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. LËNGARAQ,~E *mb.* Lëngarak.

LËNGATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Sëmundje e rëndë, që e ben njeriun të vuajë e të lëngojë në shtrat për një kohë të gjatë. *Lëngati e rëndë. I rente një lëngatë! mallk.*

*2.* Sëmundje ngjitëse që u bie kafshëve, epidemi; sëmundje që dëraton shumë bimët. *Lëngata e dhive.*

*Lëngata e pulave. Lëngata e drithërave (e misrit, e pemëve).*
3. *fig.* Vuajtje e thellë shpfrtërore, brengë e madhe. *E ka lëngatën përbrenda.*
Lëngata (sëmundja) e hënëi *mjek.* sëmundja e tokës, epilepsia. Lëngata e I h a ë *mjek.* tuberkulozi. Lëngata e verdhi *mjek.* verdhëza.
LËNGATËMADH,~E *mb. bised.* Që vuan për një kohë të gjatë nga ndonjë sëmundje e rëndë; si *mallk.* që e zëntë një lëngatë, flamëmadh.
LËNGATOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~OAR. 1.
Sëmurem nga një lëngatë dhe vuaj shumë (për nje-rëzit).
2. *vet. veta III kryes. sh.* U bie sëmundja e ligatës a e këlbazës, i zë ligata, marrin ligatën (për bagëtitë). *U lëngatuan dhentë.*
3. *fig.* Vuaj thellë shpirtërisht, brengosem shumë.
LËNGESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vuajtje e madhe trupore a shpirtërore, lëngim.
LËNGET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Lëngëzohet. *Lënget rrushi. Lëngen qershitë.*
LËNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Are e vogël në shpatet e buta të kodrave, e cila është prerë poshtë me ledh a me mur; are e vogël e mbjellë me perime. *Lëngat efshatit.*
LËNGËS,~l *m. sh.* ~, ~IT *keq.* Ai që shkon për të ngrënë tek të tjerët pa qenë i ftuar, ai që bredh derë me derë për të ngrënë, lëngarak.
LËNGËS,~E *mb.* Që ka shumë lëng, me shumë lëng, lëngie. *Dardhë (mollë) lëngëse. Rrush lëngis. Qershi lëngëse.*
LËNGËSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve tIfoljeve LËNGËSON, LËNGËSOHET. *Lëngësimii pemëve (i drurëve).*
LËNGËSIRË,~A ., *sh.* ~A, —AT. 1. Lëngu i pemëve a i bimëve të njoma, ujthi i drurëve. *Lëngë-sirae drurëve. Ka lëngësirë pema.*
2. *bised.* Pije a diçka tjetër e lëngët, gjë e lëngshme. *Lëngësirat i shtien në shishe.*
LËNGËSOHET *vetv.* 1. *shift* LËNGËZOHET„5.
*Lëngësohet bora (gjalpi, mja(ti). I lëngësohet goja.*
*2.* Zbutet dhe bëhet i qullët, squllet.,*U lëngësua brumi (pilafi).*
3. *shih* LËNGËSHTOHET 2. *Lëngësohen pemët (drurët). Lëngësohen në pranverë.*
*4. Pës.* eLËNGËSOJ.
LËNGËSOJ *kal,,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* LËNGËZOJ i. *Vapa e lëngësoi mjaliin.*
*2.* E zbut dhe e bëj të qullët diçka, squll. *E lëngësoi brumin. I lëngësoi lëkurët.*
*3. jokai. shih* LËNGËSHTOJ 3. *Lëngësojnë pemët (drurët). Lëngësojnë në pranverë.*
LËNGËSHT (i,e) *mb.* I lëngët. *Gjë e lëng,ësht.*
LËNGËSHTIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LËNGËSHTOJ, LËNGËSHTOHET. *Letr-*
*gështimi i gazit (i avullit). Lëngështimi i një lënde të ngurtë. Lëngështimi i pemëve.*
LËNGËSHTIRË,~A . *sh.* ~A, —AT. Lëngu i pemëve a i bimëve të njoma, ujthi i drurëve, lëngësirë. *Lëngështira e drurëve (e pemëve).*
LËNGËSHTOHET *vetv.* 1. *shih* LËNGËZOHET,. *Lëngështohet plumbi (kallaji). Lëngështohet gazi.*
2. Mbushet gjithë 4ëng, i hipën ujthi (për drurët); mbushet me lëhg, ujësohet (për pemët etj.). *Lëngësh-tohen drurët (pemët). Lëngështohen dardhat (trangujt).*
jj. *Pës. e* LËNGËSHTOJ.
LËNGËSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih*
LËNGËZOJ i. *Lëngështoj plumbin. Lëngështoj oksi-gjenin.*
*2.* E lag me ujë diçka. *E lëngështoi duhanin.*
3. *jokal. vet. veta III.* Mbushet gjithë lëng, i hipën ujthi {për drUrët); mbushet me lëng, ujësohet, lëngështohet (për pemët etj.). *Lëngështojnë pemët (drurët). Lëngështon molla (dardha, pjepri).*
*4. jokal. vet. veta III.* Nxjerr bula të vogla uji, kullon nga pak, qan. *Lëngështon muri (shpella). bën-gëvhton plaga (varra). Lëngështon druri kur digjet.*
LËNGËSHTUAR (i,e) *mb.* 1. *shih* LËNGËZUAR (i,e) i. *Gaz i lëngështuar.*
2. Që është mbushur gjithë lëng, që i ka hipur ujthi (për drurët); që ka lëng, i ujësuar (për pemët etj.). *Pemë të lëngështuara.*
LËNGËSHTUESHËM (i), —ME (e) *mb. kim.* Qër mund të kthehet në gjendje të lëngët (për diçka të hgurtë a të gaztë).
LËNGËT (i,e) *mb. 1.* Që është në gjendje të ujsh-me, që është lëng. *Trup i lëngët. Ajër (gaz) i lëngët. Gjendje e lëngët.*
2. Që ka ujë me tepri, i lëngshëm. *Gjellë e lëngët.*
3. *gjuh.* Që është i zëshëm dhe pas një bashkëtin-
gëlloreje të shurdhët shqiptohet lehtë (për bashkë. tingëlloret I, II, r, rr). *Bashkëtingëlloret e lëngëta.*
LËNGËTOR,~E *mb. gjuh., vjet. shih* LËNGËT (i,e) 3. *Bashkëtingëllore lëngëtore. Tingull lëngëlor.*
LËNGËTYR'Ë,~A . *sh,* ~A, *~KT keq.* Gjellë e keqe dhe e pashijshme me shumë ujë e me fare pak
yndyrë.
LËXGËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LËNGËZOJ,. LËNGËZOHET.
*Lëngccimi i gazit. Lëngëzimi i pemëve.*
LËNXIËZOHET *vetv.* 1. Kthehet në gjendje të lëngët, bëhet i lëngshëm (për diçka të ngurtë a të gaztë).
2. *shih* LËNGËSHTOHET 2. *Lëngëzohe t molla.*
3. Thith lagështirë, bëhet i lagësht (për dheun). *Lëngëzohet toka (dheu).*
*4.* Nxjerr bula të vogla uji, kullon nga pak, qan (për një mur, një shpellë etj.).
5. Me lëshon lëng (për gojën). *Lëngëzohej macja.*
6. *Pës, e* LËNGËZOJ i.
LËNGËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E kthej në gjendje të lëngët diçka të ngurtë a të gaztë, e bëj të lëngshëm. *Lëngëzoj katlajin.*
*2. jokai. shih* LËNGËSHTOJ 3. *Lëngëzoi dardha.*
*3. jokal. yet. veta* .Nxjerr bula të vogla uji, kullon nga pak, qan.
4. edhe *jokal.* Bëj që t'i lëshojë goja lëng; i lëshon lëng. *la lëngëzoi gojën dikujt: I lëngëzonte goja.*
LËNGËZOR,~E *mb. gjuh. shih* LËNGËT (i,e),.
*Bqshkëtingëllore lëngëzore, Tingull lëngëzor.*
LËNGËZUAR (i,e) *mb. 1.* Që është kthyer në gjendje të lëngët, që është bërë i lëngshëm (për diçka të ngurtë a të gaztë). *Ajër i lëngëzuar. Pleh i lëngëzuar.*
*Z. shih* LËNGËSHTUAR (i,e) 2. *Dardhë (mollë) e lëngëzuar.:*
LËNGIE *mb. f.* 1. Që ka shumë lëng, e lëngshme. *Dardhë (mollë) lëngie. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për pemët)-

LËNGIM,~I *m. sh.* _~E, ~ET. 1. Gjendja sipas kuptimeve të foljes LËNGOJ. *Lëngim i rëndë. Lën-gim shekullor.*
2. IArt LËNGATË,~A 2,3.:
LËNG)OJ i *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Vua.I e dergjem për shumë kohë nga një sëmundjeë rëndë.. *Lëngoi gjatë (shumë). Lëngon në shtrat. Ka disa vjct që lëngon.*
2. *fig.* Vuaj shumë, heq keq a mundohem nga di-kush. *Kemi lënguar nën zgjidliën e të huajve (e bej*7. *lerëve, e pasanikëve). Lëngoi në burg (në dhe të huuj, në kurbet). I lëngoi zemra* vuajti shumë.
LËNGOJ ii W, ~OVA, ~UAR. 1. Lag me pak ujë, njorn, stërpik. *E lëngoi gjethin e dhive.*
*2. shih* LËNGËSHTOHET 2. *Lëngon rrushi. Lën-gojnë drurët në pranverë.*
LENGSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është në gjendje të ujshme, që është lëng a që është bërë si lëng, i lëngët. *Trup (gaz) i lëngshëm. Lëndë e lëngshme. Në gjendje të lëngshme. Ushqim i lëngshëm. Pleh i lëngshëm.*
*2.* Që ka ujë me tepri ose që nuk është trashur empiksur aq sa duhet; i hollë. *Brume i lëngshëm. Gjellë (supë, çorbë) e lëngshme. Kos i lëngshëm. Prevede e lëngshme.*
3. Që ka shumë lëng (për pemët). *Dardhë e lëngshme. Rrush i lëngshëm.*
LËNGSHTRYDHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Luleshtrydhe.
LËNGURlNË,~A . *zakon. sh.* ~A, ~AT.l. Ush-qim i lëngshëm. *Ushqehej vetëm me lëngurina.* 2. *keq.* Lëngëtyrë. LËNGUTH,~I *m.* Lëngu i drurit të njomë.
LËNGJERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë e madhe dhe e tbellë si tepsi, që përdoret për të gatuar për shumë veta ose për të mbajtur diçka. *Lëngjere bakri. Lëngjere me mish (me pilaf). Mbushi dy lëngjere.*
LËNGJERË,~A . 1. Lëngu i kuq që del kur shtypen ullinjtë, lëngu i bërsive të ullinjve, kuqël; llumi i vajit që mbetet në fund të një ene.
2. Vend me baltë e me ujë të ndenjur, batak.
3. *fig. shar.* Njeri i ndyrë, që sillet keq dhe urrehet nga të tjerët, fundërrinë.
LËNGJYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Emër i përgjithshëm për disa sëmundje të rënda, që vazh-dojnë gjatë (si tifoja, kolera, sifilizi etj.), lëngatë; tifo. *rente lëngjyra! mallk.*
*2. fig.* Vuajtje e madhe, mundim i rëndë. *E hoqi lëngjyrën* shpëtoi nga një e keqe që e mundonte.
3. *fig.* Frikë e madhe, tmerr. *ka hyrë lëngjyra. I ra lëngjyra* u tmerrua.
4. *krahin.* Butër.
LËNIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas
kuptimeve të foljeve LË, LIHEM.
2. *vjet.* Dorëheqje. *Dha (kërkoi) lënien. Nuk ia pranuan lënien.*
LËNUR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Kreh lirin, leshin, pam-bukun etj. me krehër, shutroj; shkrif. *Lënur lesh (li, pambuk).*
*2.* edhe *fig.* E bëj fije-fije a copë-copë diçka, e bëj fërtele, e gris keq; e gërvisht shumë dike me thonj a me diçka tjetër të mprehtë; e rrah shumë dike, e shqep në dru. *lënuri rrobat nëpër ferra. E lënuri me thonj. E lënuri me kamxhik. E lënuri në fytyrë.*
3. *fig.* E bëj të vuajë shumë, e mundoj shumë, e sfilit. *E lënuri veten. la lënuri shpirtin (zemrën).*
• E lënuri nga mendtë *dike* a) ia prishi mendjen, ia bëri mendjen paçavure; b) e çmendi fare.
LËNCREM *vetv.* 1. Grisem, bëhem fërtele (për rrobat, për trupin); gërvishtem shumë. *U lënur nëpër shkëmbinj. Lënuren dhentë nëpër driza* e lënë leshin nëpër driza.
2. *fig.* Vuaj a mundohem shumë, sfilitem, copëto-hem, bëhem cope. *U lënurën në kurbet.*
3. *Pës. e* LËNUR.
• U lënur nga mendtë a) iu prish mendja, iu be mendja paçavure; b) u prish nga mendtë, shkalloi.
LËNURËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vajzë a grua që lënur leshin a lirin me krehër.
LËNCRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LËNUR, LËNUREM. *Lënurja e leshit (e lirit, e pambukut).*
LËNURUR (i,e) *mb.* 1. Që është krehur me krehër, i krehur; i shkrifur. *Lesh (pambuk, li) i lënurur.*
*2.* edhe *fig.* Që është bërë flje-fije a copë-copë, që është bërë fërtele; që është gërvishtur shumë; i rrahur keq. *Me rroba të lënurura. Me fytyrë të lë-nurur. Si qen i lënurur.*
3. *fig.* I munduar, i sfilitur. *Me zemër të lënurur.*
4- *fig.* Që e ka mendjen të prishur a të hallakatur, me mendje të prishur; i prishur nga mendtë, i shka-lluar.
LËPE,~JA 1. Mjegull e hollë, tis mjegulle; mjegull. *Ka rënë lëpe nëpër male.*
*2.* Cipë a perde e hollë që zë syri dhe që e pengon njeriun të shohë mirë. *ka vënë lëpe syri.*
LËPENDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Pu-pël; pendë. *Me lëpendra të bardha (të zeza, të kuqe). Lëpendrat e pëllumbit. I lehtë si lëpendër* shumë i lehtë.
2. Leckë, zhele. *Ishte veshur me lëpendra.*
3. Pjesa e fundit e fletëve të misrit që mbështjell kërcellin. *hoqi lëpendrat kërcellit (misrit).*
• Ia la lëpendrat në dorë *dikujt* iku e shpëtoi nga dikush, i shpëtoi nga duart; ia hodhi.
LËPIHEM *vetv.* 1. Shkoj gjuhën mbi buzët e mia; lëpij veten. *Hante e lëpihej. Macja po lëpihej.*
2. *vet. veta III.* Shkon a rrjedh ngjitur mbi sipër-faqen e diçkaje a anës diçkaje; puthitet pas diçkaje. *Flakët lëpiheshin pas oxhakut. Lumi lëpihej pas bregut. Uji lëpihet pas shtambës (kur derdhet nga buzët). Flokët i lëpiheshin në kokë.*
3. *fig. keq.* Krihem e ndreqem në mënyrë të stër-holluar; pispillosem.
4. *fig. keq.* I vij rrotull dikujt e i bëj lajka me pë-rulësi; i përulem shumë dikujt për të përfituar diçka a i lutem shumë për të me bërë një të mirë; kam shumë dëshirë të shtie në dorë diçka. *Nuk i lëpihet askujt. U lëpihej bejlerëve. I lëpihej pasurisë (prikës). S'është nga ata që lëpihen.*
5. *fig. keq.* Kam marrëdhënie shumë të ngushta me dike; puthem. *Është lëpirë me fashistët (me ba-Uistët).*
*6. Pës. e* LËPIJ.
LËPIJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Shkoj gjuhën mbi sipërfaqen e diçkaje; lëmoj a fshij me gjuhë dike a diçka; ha diçka duke e marrë me Uapën e gjuhës nga një enë etj. *Lëpinte buzët (gishtat). Lëpiu lugën (pjatën). Lëpiu akulloren. E lëpiu me gjuhë. Macja lëpin këlyshët. Lopa lëpin viçin.*
*2. vet. veta III.* Shkon mbi sipërfaqen e diçkaje; rrjedh mbi sipërfaqen e një sendi. *Flaka lëpinte oxha-kun. Lumi lëpinte brigjet.*
3. 1 kreh e i shtroj mirë pas kokës (për Hokët); e bëj shumë të lëmuar e të butë sipërfaqen e diçkaje. *I kishte lëpirë flokët. E kanë lëpirë bagëtitë gjollën. E lëpiu bishtin e sëpatës.*
4. *fig. keq.* E tërheq a e marr prapa diçka jo të mirë që kam thënë me pare. *E detyruan t'i lëpinte shpifjet (trillimet) që kishte bërë.*

• Lëpin (Ian) buzët bëhet gati për të ngrënë diçka që i pëlqen; mprihet për të shtënë në dorë diçka që e dëshiron shumë ose për të marrë pjesë në diçka që i sjell kënaqësi a përfitime. E lau dhe e lëpiu *dikeshih te* LAJ. E ka Iëpirë lopa a) *shak.* është pispillosur; b) *keq.* është i pacipë, s'ka turp fare. I lëpin (i puth) këmbët (çizmet) *dikujt keq.* përulet shumë para dikujt, i bëhet lepitkë dikujt, i bëhet baltë. E ka lë-pirë miu *dike* është katandisur si mos me keq, ka mbaruar më të tëra, e ka marrë lumi. Lëpin sa-hanët (çanakët) *e dikujt keq.* i shërben verbërisht e me përulësi dikujt, rron me lëmoshën e tij dhe bën çfarë të kërkojë ai. Është për të Iëpirë gishtat është shumë i mirë e i shijshëm (zakonisht për një ushqim). Është për ta Iëpirë me gjuhë është shumë i paster. Lëpin kockat e bedhura është i gatshëm për çdo lloj përfitimi vetjak e të çastit, e ul veten edhe për gjërat më të vogla. la ka Iëpirë lopa trutë (mendtë) *di k uj t tall,* nuk ka mend në kokë, është budalla. Lëpijnë jribanët (plagët) e njëri-tjetrit *keq.* mbulojnë të metat e njëri-tjetrit. Lëpin atë që pështyn (lëpin aty ku pësh-tyn) i merr prap me turp ato që ka thënë një here, pranon se ka bërë shpifje e ka thënë gjëra të paqena. Lëpi mjaltin po mos e ha gishtin! *fj. u. shih te* MJALTË, ~I. Ç'pështyn në mëngjes, e lëpin në darkë është iijeri i ulët, pa karakter e pa parime, që i ka shpif jet e trillimet në majë të gjuhës, është i pacipë e i pa-turp. Ditën te lëpin këmbët, natën të ngul dhëmbët është lajkatar i pabesë që të fut thikën pas shpine.

LËPlRË (i,e) *mb.* 1. Që është Iëpirë me gjuhë. *Viç i Iëpirë.*

*2.* Që është shtruar mirë pas kokës (për flokët); që i ka flokët të shtruar mirë dhe të drejtë; *keq. i* pispillosur. *Me flokë të Iëpirë. Njeri i Iëpirë.*

3. I lëmuar e i butë (për sipërfaqen e një sendi); pa bimësi, pa gurë etj., i qëruar (për një vend). *Gur i Iëpirë. Kodër (pllajë, rripë) e Iëpirë.*

• Mbeti si gisht i Iëpirë mbeti fare pa gjë.

LËPlRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *keq.* Ai që kër-kon të hajë e të pijë qyl tek të tjerët, ai që rron në kurriz të të tjerëve duke u bërë lajka, sahanlëpirës. *Lëpirës i keq.*

2. Oishti tregues. *Lëpirësi i dorës. Vrau lëpirësin.*

3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Gishti lëpirës.*

LËPIRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET..Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LËPIJ, LËPIHEM.

LËPISKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. parë peshku, luspë. *Lëpiskat e peshkut. I hoqi lëpiskat.*

LËPlZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dërrasë e vendosur gjatë murit dhe e dale përpara, që shsrben për të vënë mbi të enë e sende të ndryshme; sergjen, raft. *vënë (i mbajnë) enët në lëpiza.*

LËPJETË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare në lloje të ndryshme, me gjethe vezake a gjatoshe, që rritet e egër ose mbillet në kop-shte dhe përdoret si ushqim për njerëzit e për kafshët. *Lëpjetë e egër (e butë). Lëpjetë e thartë (e ëmbël). Lëpjetë bjeshke* lloj lëpjetë që rritet në vise malore dhe është mjaft e thartë, uthullaç. *Lëpjetë uji. Lëpjetë kali* lloj lëpjetë me fletë të gjata si heshtë e me njolla të kuqe. *Lëpjetë guri. Lëpjetë lepuri* uthullishte. *Lëpjetë me oriz (me miell). Gjethe (fletë) lëpjetë. Lakror rne lëpjetë. Tavë me lëpjetë. Mbledh lëpjetë.*

• E ka gjuhën lëpjetë ta kthen fjalën menjëherë, e ka llapën të gjatë; e ka gojën të thartë, është gju-hustër e merret me thashetheme. E zgjati gjuhën si lpjetë (si lëpushë) *keq.* foli shumë e kot, tha gjëra të panevojshme a të pahijshme. Lëpjetë e b u -k u r *bot.* bimë barishtore dyvjeçare, rreth gjysmë metri e lartë, me gjethe të gjata, me lule të vogla e të pakta, që rritet në vende të ulëta dhe lulëzon në muajt maj-gusht.

LËPLUNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Nape djathi, napëlungë.

LËPOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tavan.

LËPUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* BimS barishtore shumëvjeçare, me gjethe të mëdha, me lule të bardha në të verdhë, që rritet në Iiqene, në ujëra të ndenjura etj.; lëkua. *Lëpushë gjoli. Lule (fletë) lëpushe.*

*2. bot.* Bimë barishtore dyvjeçare, me gjethe vezake e me push nga të dyja anët, me kërcell të lartë deri dy metra, që çel lule të verdha në tufë.

3. *bot.* Lloj lëpjetë e hidhur me fletë të gjata e si të kuqërreme që rritet hëpër hendeqe e në vende me lagështirë dhe që nuk hahet; lëpjetë kali. *Nuk është lëpjetë, po lëpushë.*

4. Gjethe e madhe në trajtë llape. *Lëpushat e du-hanit.*

5. Lëvorja e kallirit të misrit, llapushë. *Lëpushat e misrit. I hoqi lëpushat kallirit.*

*6. bised.* edhe *mospërf. shih* LËPUSHKË,~A $_2$.

*7. arb.* Letër e shkruar. *Mori një lëpushë nga djali.*

E zgjati gjuhën si lëpushë (si lëpjetë) *keq. shih te* LËPJETË,~A.

LËPUSHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* LË-PUSHË,<—'A i,4. *Lëpushkë kënete. bot. Lëpushkat e duhanit.*

2. *bised.* edhe *mospërf.* Para prej letre. *Numëronte lëpushkat. la hodhi lëpushkat në fytyrë.*

3. *mospërf.* Gazetë a revistë e pavlerë, fletushkë. *Lëpushkafashiste.*

LËPUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Llapa e veshit. *Lëputa e veshit.*

LËQESHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Ilqe.

LËREJ *jokal.,* ~TA, ~TUR. Pushoj, resht. *Lë-rejti era (shiu). Nuk lërenie pushka. Slërente së foluri.*

LËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LËROJ, LËROHET. *Lërim i cekët (i thellë). Lërimi i tokës (i arave).*

LËROHET. *Pës. e* LËROJ.

LËROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. edhe *jokal.* Pu-noj token për ta mbjellë, lëvroj. *Lëroj arën. Lëronte në are. Lëronin me qe (me parmendë). Lërojnë edhe natën.*

*2. shih* LËVROJ $_3$.

• Lëron (prashit, mih) në ujë *shih tek* UJË,~I.

LËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është punuar për t'u mbjellë, i lëvruar. *Tokë e lëruar.*

*2. fig. bised.* Që është arsimuar, që ka bërë shkollë; që është ushtruar për të punuar në një fushë a degë të shkencës ose të artit. *Njeri i lëruar. Mendje e lëruar.*

LËRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që punon token për ta mbjellë, lëvrues; bujk. *Lëruesit e tokave. 2. shih* LËVRUES,~I$_2$. *Lëruesit e gjuhës shqipe.*3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit. *Makinl lëruese.*

LËRUESHËM IiX ~ME (e) *mb.* Që mund të pu-nohet për t'u mbjellë, i lëvrueshëm, i punueshëm. *Tokë e lërueshme.*

LËSHE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Vrull, tuçr^,

LËSHESfi,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Ndarja ose lënia e gnus a e burnt. JJA7 *lëshesën.*

LËSHfM^~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LËSHOJ, LËSHOHEM. Le-*shimi i ujit (i*

*gazil). Lëshimi i gurëye (i tultave). të-shimi* i *raketave..* ""
',.,.
2. Qëndrim i butë, jokërkues e japarimor ndj atyre që shkelin rreguUat a <lë nuk plotësojnë de-tyrat; lejimi i veprimeve jo të drejta e i çrregulHn"re, duke mos marrë masat e duhura e duke mos kër-kuar llogari deri në fund; pranimi i kërkesave të një pale tjetër për të arritor në një marrëveshje, duke hequr dorë nga qëndrimi parimor e i prerë. *Lëshime ekonomike. Lëshime të dyanshme (të njëanshme). Nuk bin (nuk lejon) asnjë lëthim. I bëri mjaft lëshime. Ka pasur lëshime të midha.,*
3. *vjet.* Lëshesë. <
4. *krahin.* BleU e re që sapo është ndarë nga zgjoi mëmë për të zënë zgjua të ri. *Kishte dy zgjojemëmë e tre lëshime.,,,,.,* i,
LËSHOHEM *vetv.* 1. Bie poshtë menjëherë, kë-putem e bie diku; ulem a sfatrihem menjëherë diku; *vet. veto III* varet poshtë lirisht a mbështetet rabi diçka, derdhe(. *U lëshua përdke (në dysheme, në shtrat). Koka iu lëshua mënjanë. Flokët i lëshaheshin mbi supe.*
2. Lirohem nga diçka dhe iki, shkëputem, çtiro-hem. *U lëshua qeni nga zinxhiri.:*
3. edhe *fig.* SHkoj diku me nxitim, sulem, turTetn; i vërsulem dikujt a diçkaje, i hidhem, i'sulem, e suU moj më të gjitha forcat; ia hyj një pune me vruH, i përvishem me hov. *Ulëshuan,tatëpjetë.Iulëtkueut qentë. U lëshuan mbi armikun. Iu lëshuan me guri (me bomba dore, me shqelma, me grushtaj. In lëshman më të shara (me fjalë). U lëshua deri në Elbasaiu Iu lëshuan kadrave (maleve, wave). Iu lëshuan grurit (ka-nalit) të gjithë së bashku. lu lëshuan bunkerit gjermait.*
4. *fig.* Jepem shumë pas diçkaje; ha ose pi me lak-mi të madhe e më të shpejtë. *Ishte Wshuar pas pijee (pas qejfeve). Lëshohet pas ëmbëlsirave. Nuk lëshohet në të ngrënë.*
5. *fig.* Nuk u qëndroj dot vështirësive, pengesave e fatkeqësive, pëfkulem; humbas guximin e vendos-mërinë, s'kam me zenaër për të vepruar, me priten fuqitë; e lëshoj veten. *U lëshua keq. Nuk lëshohet para vështirësive.*
*6. fig.* Dobësohem, bie nga shëndeti e s'kam fuqi të bëj diçka, të lëviz etj. *është lëshuar trupi. M'u lëshuan këmbët* s'kam fuqi të qëndroj me në këmbë.
7. *vet. veta HI.* Rrit vëliimin e vet, bymehet; zgja-tet, varet. *Hekuri (bakri) lëshohet. Lëshohet ky stof.*
8. *vjet.* Ndahem nga burri a nga gruaja.
9. *Pës. e* LËSHOJ.
la lëshua gusha *dikujt shih te* GUSHË,~A. Iu lëshua (iu vu) në shpinë *dikujt shih te* SHPINË, ~A. U lëshuan si miza në mjaltë *shih te* MIZË,~A.
LËSHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E lë të bjerë
nga lart poshtë; e lë të varet lirisht poshtë ose të mbështetet mbi diçka tjetër, e ul. *Lëshoi një gur (një tullë) nga lart. E lëshoi në lumi (në det, në grope). E lëshoi nga duart. E lëshoi nga dritarja (nga kati i dytë). Lëshoj perden. I lëshoi krahët poshtë. I lëshoi flokët mbi supe (krahëve).*
2. E vë dike a diçka në një vend në një mënvrë të caktuar, lë. *E lëshoi fëmijën në shtrat, Elëshoi në tokë. E lëshoi përmbys (në shpinë, në këmbë). E mori dhe e lëshoi pas derës.*
3. E lë të lire diçka a dike që e mbaj me duar, që e kam kapur, e kam lidhur, e katn mbyllur etj., e lë që të ikë, të lëvizë, të rrjedhë etj., ia heq pengesën. *Lëshoj kazmin (lopatën, belin). E lëshoi timonin. E lëshoi degën e pemës. E lëshoi zogun. E lëshoi qenin nga zinxhiri. Lëshoi bagëtinë (lapët, dhentë, dhitë). E lëshoi kalin me vrap. I lëshoi ujin ores. Lëshoi'rrymen elektrike. E lëshoi pikë-pikë.*
4. E vë në lëvizje diçka që të punojë; e vëoëpunë për here të pare. *Lëshoj motorin. Lëshuan edhe tur-binën e dytë.*
5. E lë të lire diçka që ka qeoë e zënë, e liroj për të katuar nëpër të ose për të ndenjur në të; ia të a ia jap diçka dikujt që ta përdorë; e lë një vend që ta zërë një.tjetër, e braktis që ta pushtojë një tjetër; heq dorë. *lëshoi udhë dikujt. t lëshoi karrigen (vend). Lëskoje rrugën. I lëshoi një dhomë me qira (shtëpinë). Nuk e lëshuan kështjellën (qytetin). Nuk lëshojmë asnjë pëllëmbë nga toka jonë. E lëshuan fenë. bised.* hoqën dorë prej saj, e braktisën fenë. *E lëshoi pumn* e la punën, e braktisi.
6. E rrëzoj përtokë diçka, e hedh; *lë. E lëshoi lisin (pemën) përtokë t* preu. *E lëshoi të vdekur (top, shakuIIJ. E lëshoi pa ndjenja (sa gjatë gjerë). E ISshoi nëdiborë (në baltë). Kati i huaj të lëshon në ujë. fj. u.*
7. *vet. veta III bised. (me një. trajtë të shJfurtër të përemrit vetor në r. k a -lUzore).* Me lë, me ndahet, me largohet, s'më mban me.(një sëmundje, një dhirabje etj.). *E lëshoi ngërçi (kolla, gripi). E lëshuan ethet. E lëshoi koka (bvku, dhëmballa)* nuk i dhemb me koka etj., nuk ka me dhimbje. *E lëshuan dhimbfet (të prerat, të dridhurat). E lëshoi gjufni* u zgjua.
8. *kryes. veta III* edhe *fig.* Nxjerr diçka nga vetja, e bSn të dale jashtë vetes, hedh; nxjerr nga vetja e përhap rrotull diçka; hap, çel; jep, krijon; lë. *Lëshoi lëng. Gjarpri lëshon helm. I lëshojnë lot sytë. Lëshon tym. Lëshon erë të mirë. Lëshon tinguj të hollë. Lëshoi kujën (piskamën)* nisi të qante më të madhe. *Ka lëshuar mjekër. Lëshoi Me (gfethe, lastarë, rrënjë, kokrra). Lëshoi kalli gruri. Lëshoi xhufkë misri. Zjarri lëshon xixa (shkëndija, afsh të nxehtë). Dielli lëshon rreze. E lëshon bojën kjo rrobë. Ka lëshuar bark (gushë)* është shëndoshur shumë. *Lëshon hije pema* bën hije. *Lëshoi vrer* volli vrer. *Ka lëshuar urdhrin (thirrjen), Lëshoi parullën. Lëshoi kushtrimin.*
*9.* E hedh diçka a e nis dike me. vrull në një vend të caktuar, e drejtoj në një pike, e përqendroj diku; ia çoj, ia drejtoj, ia lë (edhe *fig.). Lëshoi një raketë. E lëshoi topindrejt portës. sport. I lëshoi trupat në luftë. Lëshoi të gjithë kalorësinë. I lëshoi dritën diçkaje. I lëshoi sytë (shikimin, vështrimih). I lëshoi një fjalë. I lëshoi një thumb. I lëshoi një të share. Ia lëshoi atij fajin.*
10. *bised.* E lë, e ndaj (gruan a burrin). *E lëshoi gruan (burrin).*11. *vet. veta HI ( m e një trajtë të shkur-tër tëpëremrit vet or në r. kallëzore)* edhe *fig.* Nuk me punon me një pjesë e trupit, s'kam me fuqi ose aftësi trupore a mendore, me dobësohet a me pakësohet shumë, me lë, me bie. *Elëshuan fu-qitë. E lëshuan këmbët* nuk qëndron dot me në këmbë ose nuk ecën dot a ecën me vështirësi nga një së-mundje a nga pleqëria. *E lëshoi kujtesa.*
12. *jokal, vet. veta III Bised.* Roit (për bletën). *Lëshoi bleta.*
13. *bised.* Ia shes një gjë. dikujt (zakonisht me një çmim të përshtatshëm për të), ia jap dikujt, ia lë. *S'e lëshonte me lire.*
14. *jokal. vet. veta HI bised.* Del me shumicë, vër-shon. *Lëshuan ujërat. Ka lëshuar lumi.*
15. *jokal.* Bëj lëshime për diçka. *S"është nga ata që lëshojnë.*

• Lëshoi (dorëzoi, dha, hodhi, la, uli) armët *shih tek* ARMË,~A. S'lëshon ashkël *shih tek* ASHKËL, ~LA. E Kshon bajgën *thjështligj. shih te* BAJGË,~A. Lëshon bark *diçka* nis të përkulet në një anë, shtrembërohet; bëhet gati për t'u shembur (një mur). Lëshoi *be për diçka* u betua për diçka. I lëshoi (i qiti) be iu lut më të madhe për diçka, iu përgjërua duke e lidhur me be. Lëshoi dorë *kundër dikujt* e qëlioi, e goditi. E lëshon dorën tregohet dorëlirë, prish me tepri; nuk i peshon mirë qëndrimet a ve-primet e veta. E lëshoi dore *dike* e braktisi, e ndau, e largoi. E lëshoi në dorë *të dikujt shih te* DORË, ~A. S'e lëshon (s'e lë, s'e heq) nga dora *diçka shih te* DOKË,~A. Ia ka lëshuar fillin *dikujt* e ka lënë të lire të veprojë si të dojë, nuk e mban me nën kujdes e s'e kontrollon me. Ia lëshoi (ia liroi) frerin (kapis-tallin, kapistrën) *dikujt keq.* e ka lënë të lire të vepro jë si të dojë, nuk e mban me nën një kontroll të rrejitë. E ka lëshuar gojën (gjuhën, llapën) net shumë, me vend e pa vend; është bërë gojështhurur. I lëshoi gojë *dikujt* e shau dike. S'e lëshon (s'e heq, s'e lë, s'e ndin) nga goja *dike a diçka shih te* GOJË, ~A. IS ka lëshuar kripa *dike* bën shaka vend e pa vend, flet mbarë e prapë. I lëshoi litar *dikujt* i bën lëshime. E lëshnan mendtë *dike* u prish nga mendtë, shkalbi. Lëshoi pe (vend) bëri lëshime. Lëshoi loze a) *dfkush* e zgjati një punë, një bisedë etj.; b) *diçka* u rrit e u zhvillua, u zgjerua e përparoi. Ka lëshuar (ka zënë) merimangë *toka shih te* ME-RIMi4 NGË,~A. Lëshofsh mjekër! u plaksh shëndo-shë! Nuk ia ka lëshuar (nuk ia ka tbyer) poganikun *diçkaje shih te* THYEJ. E kanë lëshuar (i janë liruart rrathët *shih te* RRETH,~I. Lëshon (hedh, nguL zë) rrënjë *shih te* RRËNJË,~A i. I lëshoi rripin *dikujt* e la të vepronte si të donte, e la të lire, ia lëshoi kapistallin. I lëshoj (i bëj, i hap) rrugë (udhë) *d i k uj t shih te* RRUGË,~A. E kanë lëshuar (e kanë lënë) sendet *dike shih te* SEND,~I. I lëshoi spangon *diç kaje*filloitamaste, i vurikutin, i vuri metrin. Nuk e lëshon (nuk e heq) nga sytë nuk ia ndan sytë, nuk ia shkëput vështrimin. Ka lëshuar (ka hedhur) shtat *shih te* SHTAT,~I. Lëshoi veodin (fronin) e la punën që kisbte, ra nga, f uqia. I lëshoj vendin *dikujt shih te* VEND,~I. E lëshoi veten nuk u qëndroi dot vështirësive a fat-keqësive, u dha, u dorëzua, u lëshua, s'e mban me veten. I lëshoi (i lëvari, i vari) vetullat *shih te* VAR. Lëshon (nxjerr, vjell) vrer (helm e yrer) *shih te* VRER, ~I. E lëshoi zemra e humbi guximin, nuk ka me forca për të përballuar diçka, iu prenë fuqitë. I lëshoi (i bëri) zë *dikujt* e third dike. Lëshoi brezin (i pari)
a) dha shkak për grindje, hapi sherr; ishte gati të ndeshej me dike; b) bëri lëshime, hapi rrugë; u tër-hoq. I lëshoi (i lëvari, i vari) buzët (hundët, turinjtë) një pëllëmbë *shih te* VAR. Nuk e lëshon fjalën nga goja flet shumë, është llafazan. I lëshon fjalët veresie *keq. shih te* VERESIE $_2$. Ia lëshoi frerin gojës (gjuhës) *shih te* FRE,~RI i. Me lëshon (me rrjedh, me shkon) goja lëng *shih te* LËNG,~U. I lëshon (i nxjerr, i qit) koka tym *shih tek* TYM,~I. E lëshuan (e lane) leqet e këmbëve *shih te* LAK,~U. Të lëshon litarin nepër këmbë *shih te* LITAR,~I. Ia lëshoi samarin nën bark (nepër këmbë) *dikujt shih te* SAMAR,~I. I lë-snojnë 0 bëjnë, i nxjerrin) sytë xixa (çika, shkëndija) *shih te* SY,~RI. S'i lëshon udhë as më të mirit (askujt) është ndër më të mirët, s'ka më të mirë se ai. I lëshon shaaë ujë nullirit *mospërf.* ilet shumë e pa i peshuar gjërat mirë. Lëshon hije pa dale dielli *mospërf. shih te* HUE,~A.

LËSHOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël e drunjtë e mullirit, me anën e së cilës lëshohet uji nëpër lugun për të sjellë rrotull rrotën me fletë. *Lëshoja e mullirit. I vuri (i hoqi) lëshojën.*

LËSHUAR (i,e) *mb.* 1. Që varet poshtë lirisht. *Me perde të lëshuara. Me mëngë të lëshuara. Me krahë të lëshuar. Me flokë të lëshuar.*

2. *bised. vjet.* Që e kishte ndarë burri e ishte kthyer te prindërit. *Grua e lëshuar.*

3. Që ka rënë nga shëndeti dhe është dobësuar shumë. *Plak i lëshuar.*

*4. fig.* Që nuk u ka qëndruar dot vështirësive a fatkeqësive, që ka humour guximin e vëndosmërinë, që s'ka me zemër për të vepruar; që ka rënë shpir-tërisht. *Ishte shumë i lëshuar.*

*6. fig.* I shthurur nga ana morale ose i dhënë shumë pas pijeve, qejfeve, kumarit etj., i papërmbajtur; i papërmbajtur në të folur, gojështhurur. *Njeri i lëshuar. Bënte një jetë të lëshuar. Ka gojë të lëshuar.*

7. I zvargur (për zërin). *Zë i lëshuar.*

• Me dorë të lëshuar a) duke harxhuar shumë e me tepri, duke qenë i papërmbajtur, duke prishur shumë; b) duke qenë i lire në kërkesat, duke mos qenë shumë i shtrënguar, me dorë të lire; duke bërë lëshime.

LËSHCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që lëshon diçka. *Lëshuesi i vërtetimit (i deklaratës).*

*2. tek.* Aparat që shërben për të vënë në lëvizje një mekanizëm, një motor etj. *Lëshues magnetik. Lëshuesit e drejtimit. Çelësi i lëshuesit.*

3. *hidrol.* Pajisje hidroteknike, nëpër të cilën kalon uji nga një vend me i lartë në një vend më të ulët. *Lëshuesi i ujit. Gryka e lëshuesit.*

LËSHOES,~E *mb.* 1. Që lëshon diçka. *Zyra lë-shuese. 2.* Që bën a lejon lëshime. *Qëndrim lëshues.*

LËTYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Baltë e squllët, llurbëtirë. *U be dheu lëtyrë prej shiut.*

2. Ujë i papastër me mbeturina gjellësh, që del kur lajmë enët, të larat e të shpëlarat e enëve. *Derdhi lëtyrat. Rronte me lëtyrat e botës.*

3. Ushqim i qullët me krunde e me ujë të ngrohtë, i përgatitur për bagëtinë.

4. *fig.* Lëngëtyrë.

5. Zhuli i trupit ose i rrobave të palara. *E kishtetrupin gjithë lëtyrë. I kishte rrobat me lëtyrë. I hoqi lëtyrën ejakës.*

6. *fig. keq.* Fundërria, llumi; diçka krejt e pa-vlefshme dhe e dëmshme. *Lëtyra e shoqërisë së vjetër. Lëtyra e kulturës kapitaliste.*

LËTHUR *kal,* ~A, ~UR. E thur shtrënguar e mirë diçka; thur. *Lëthur gardhin.*

LËTHUREM *vetv.* 1. *vet. veta HI.* Bashkohet e lidhet mirë me diçka tjetër, ndërthuret, plekset. *Jane lëthurur degët e pemës.*

*2. fig.* Bashkohem e lidhem ngushtë me dike. *Jane lëthurur njëri me tjetrin.*

3. *Pës. e* LËTHUR.

LËVAR *kal.,* ~A, ~UR. E var pak diçka; var. *Lëvari kokën. I lëvari krahët poshtë. Gruri lëvar ka-llinjtë.*

• I lëvari (i vari, i lëshoi) vetullat *shih te* VAR. I lëvari (i lëshoi, ivari) buzët (hundët, turinjtë) një pë-llëmbë *shih te* VAR.

LËVARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ujvarë; rrëke mali që zbret me vrull në një vend të pjerrët. *Lëvarja e Thethit. Lëvaret e malit.*
*2.* Shpat mali shumë i pjerrët, faqe shkëmbi e pjerrët si thikë; vend shumë i pjerrët, rrëshqitë; rrugë shumë e pjerrët në një faqe mali.
3. Gjurmë. *S'ia gjetën lëvaren. E ndoqi (e gjeti) pas lëvares.*
LËVAREM *vetv.* 1. Varem pak; varem; kacava-rem. *Lëvaret në dritare. Lëvaren në pemë. Hardhia lëvaret në plep.*
*2. fig.* Lodhem a mundohem shumë në një punë; me priten fuqitë, këputem, rraskapitem, kapitem. *Ishte lëvarur shumë.*
3. *fig. keq.* I lutem shumë dikujt për diçka, i bëhem baltë; i përulem e i lëpihem dikujt, duke u hequr si i afërt, si i bindur ose si njeri i tij. *Pas shpine të shan e në sy të lëvaret.*
4. *Pës. e* LËVAR.
LËVARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Rrip i vogël e i hollë, i qepur në të dy anët si lak te një send për ta varur këtë diku; shqekëz prej lëkure në të cilën shkojmë gjalmin. *Lëvarësi i palltos. Lëvarësit e opin-gave. U këput lëvarësi.*
2. *bot.* Emërtim i përgjithshëm për bimë kaca-varëse si hardhia etj., që ngjiten e kapen nëpër degët e pemëve; shtalbës.
3. Fik i pjekur shumë, që varet në degë, fik i rresh-kur.
4. *vjet.* Lavjerrës. *Lëvarësi i ores.*
LËVARUR (i,e) *mb.* 1. Që është varur pak; i varur. *Fije e lëvarur. Me duar të lëvarura. Me vetullat të lëvarura. Me flokët të lëvarur.*
*2. fig.* I lodhur e i këputur, i kapitur, i rraskapitur, i lëshuar (nga një punë e rëndë, nga një sëmundje etj.). *E kishte trupin të lëvarur. Ishte shumë i lëvarur.*
LËVARR *kal.y* ~A, ~UR. I bëj një plage dikujt duke e çjerrë a gërvishtur ose duke e goditur, e bëj me varrë. *E lëvarri me thonj. la lëvarri të gjithë fy-tyrën (trupin).*
LËVARREM *vetv.* Bëhem me plage në fytyrë a
në trup, çirrem, gërvishtem. *U lëvarr nëpër driza. U lëvarr në duar.*
LËVDATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fjalë të mira që thuhen për të ngritur lart dike a diçka, lavdërim; nderimi që i bëhet dikujt, të cilin e çrrtojmë dhe e ngremë lart. *thuri lëvdata dikujt* e lavdëroi. *bëri shumë lëvdata* e lavdëroi shumë. *Nuk i pëlqejnë lëvdatat. Nuk pranon lëvdata. E mori (e ka) për lëv-datë.*
LËVDATËMADH,~E *mb. keq.* Që lëvdohet shumë përpara të tjerëve, që mburret shumë. *Njeri lëv-datëmadh.*
LËVDlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LËVDOJ, LËVDOHEM. 2. *shih* LËVDATË,~A.
LËVDOHEM *vetv.* 1. Lëvdoj veten, lavdërohem, mburrem. *Lëvdohet shumë. Lëvdohet kot (në të thatë, për së thati). Mikut ankoju, armikut lëvdoju. fj. u.*
2. *Pës. e* LËVDOJ.
LËVDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Lavdëroj, mburr. *E lëvdoi djalin (vajzën). la lëvduan punën.*
LËVDUAR (i,e) *mb.* 1. Që lavdërohet prej të tjerëve; i lavdërueshëm. *Njeri i lëvduar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *duruari, i lëvduari. fj. u.*
LËVDUES,~E *mb.* Lavdërues. *Fjalë lëvduese. Letër lëvduese.*
LËVDUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* I lavdërueshëm. *Punë (sjellje) e lëvdueshme. Qëndrim i lëvdueshëm.*
LËyERDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj pak si të
verdhë diçka, e bëj të lëverdhë; zverdh. *leverdhi rrobat.*
*2. jokal. vet. veta III.* Duket a bie në sy si diçka e verdhë, lëshon ngjyrë si të verdhë; zverdhon. *Lë-verdhin gjethet (kallinjtë). Lëverdh gruri.*
LËVERDHEM *vetv.* 1. Bëhem pak si i verdhë; *vet. veta HI* merr ngjyrë të lëverdhë diçka; zverdhet. *U lëverdh në fytyrë. U lëverdhën të lashtat.*
*2. Pës. e* LËVERDH.
LËVERDHË (i,e) *mb.* Që vjen pak si i verdhë, i verdhemë; i verdhë. *Fytyrë e lëverdhë. Kalli i lëverdhë. Kashtë e lëverdhë. Lopë e lëverdhë. Me qime të lë-verdha.*
LËVERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Leckë, rreckë. *Një cope lëvere. I fshiu (i pastroi) me lëvere. I shkoi një lëvere dyshemesë.*
*2. bised.* Shami; një cope pëlhurë që vënë në kokë fshatarët në disa krahina, rizë. *Lëvere e bardhë (e kuqe). Lëvere grash (vajzash). Lëvere mëndafshi (pambuku). Lëvere koke. Lëvere dore (xhepi). Lëvere me thekë. Vuri (lidhi) lëveren.*
3. *vet. sh.* Rrobat e brendshme të trupit, ndërresat; rrobat. *Lëvere të bardha. Lau (ndeu) leveret.*
4. *fig. keq.* Diçka fare pa vlerë, njeri a gjë që ka humbur çdo vlerë. *U duk lëvere përpara të tjerëve. E bëri lëvere dike* e shau keq, ia nxori bojën, e bëri leckë.
5. *fig. përçm.* Gazetë pa vlerë, fletushkë.
•*k* U be lëvere u dobësua shumë, u be si leckë. lu be fytyra lëvere *dikujt* u zbeh shumë, u be pel-hurë në fytyrë (nga një lajm i hidhur, nga frika etj.)-E bëri lëvere *diçka e* grisi shumë diçka, e bëri copë-popë.
LËVIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. edhe *fig. shih* LËVARE,~JA 1,3. *Lëvirat e maleve. Lëvirë lope (fhelpre).*
*2. fig. keq.* Lutje me shumë përulësi, që i bëjmë dikujt për t'i kërkuar diçka.
LËVIZ *kal.,* ~A, ~UR. 1. E shpie diçka a dike nga vendi ku është në një vend tjetër, zakonisht duke e hequr zvarrë ose duke e shtyrë; e largoj diçka a dike nga vendi i vet, i ndërroj vendin, e zhvendos; *jokal.* nuk qëndroj itë vendin ku jam, por shkoj në një vend tjetër, zhvendosem; nuk qëndroj në një vend por eçi; *vet. veta* III ecën, shkon, rrjedh në një drejtim të caktuar; largohem nga një vend; iki nga një vend për një kohë të gjatë a për gjithnjë. *Lëviz karriget (trye-zdt, bankat). E lëviz me majtas (me djathtas, me per-para, me prapa). Lëvizën shumë dhe. Lëviz shpejt (ngadalë). Mezi lëviz nga vendi. Nuk lëviz nga shtra-. Njerëzit lëviznin lart e poshtë. Retë lëviznin drejt veriut. Hëna lëvizte ngadalë. Treni lëvizte me shpejtësi. Uji lëvizte teposhtë. S'ka lëvizur njeri nga fshati. Të mos lëvizë njeri nga shtëpia! Rrinte pa lëvizur fare.*
*2.* Ndryshon qëndrimin e trupit a të një pjese të *tij,* nuk e lë në gjendje të qetë; *jokal. vet. veta III* nuk rri në gjendje të qetë, ndryshon qëndrimin a vendin. *Lëviz trupin (kokën, krahët, këmbët). Lëviz buzët. Lëviz vetullat (qerpikët). Lëvizte sytë. Duart i lëvizi anash. Qerpikët nuk i lëviznin fare. Këmba nuk i lëvizi me.*

3. Rrotulloj, luaj, shkel a shtyp diçka për të vënë në punë motorin ose një mekanizëm tjetër. *Lëviz marshin (timonin, çelësin e motorit). Lëviz rrotën e një. mekanizmi.*
4. Tund lehtë diçka; *jokal. vet. veta III* bën që të lëkundet ose të valëvitet në ajër, lëkund; tundet lehtë a valëvitet në ajër (për gjethet, shaminë etj.). *Veriu lëvizte gjethet e pemëve (kallinjtë e grurit). Dikush po lëvizte shaminë (flamwrin). Majat e plepave lëviznin! Era lëvizte lehtë sipërfaqen e ujit.*
5. *fig.* E caktoj dike me punë a e emëroj me detyrë në një vend tjetër; *jokal.* ndërroj punë a detyrë, kaloj në një vend tjetër. *Lëviz kuadrin. E lëvizën në një detyrë tjetër. Lëvizën disa veta nga ndërmarrja.*
*6. jokal. fig.* Shkoj përpara, përparoj; *vet. veta III* zhvillohet diçka. *Jeta lëviz përpara. Nuk ka lëvizur nga vendi diçka* ka mbetur në atë gjendje a në atë shkallë zhvillimi ku ishte.
*1. fig.* I shtoj dikujt vrullin për punë ose për të kryer diçka, e nxit, e shtyj për diçka, e vë në lëvizje; *jokal.* vihem në lëvizje, i përvishem një pune a një vepre. *Lëviz masat (popullin). Njerëzit lëvizin kudo ku punojnë. Le të lëvizin vetë!*
8. *jokal. vet. veta III.* Ndryshon, nuk qëndron në vend^ lëkundet, luhatet. *Lëviz tensioni i gjakut. Nuk lëvizin çmimet. Lëviz temperatura. Nuk po lëviz gjen-dja e të sëmurit.*
9. *fig.* E bëj të paqëndrueshme diçka; i ngjall dikujt mosbesim e pasiguri, e lëkund, e tund; *jokal. vet. veta III* nuk është i qëndrueshëm, luan; lëkundet. *Lëvizën themelet e perandorisë (e botës kapitaliste). Nuk >e lëviz dot nga e tija. Fjalët nuk e lëvizën fare. Nuk lëviz ngafjala.*
10. *jokal. Bised., keq.* Nuk ka qëndrim të mirë mo-
ral, është e Iëvizshme, e luan bishtin (për femrat).
11. *jokal. bised.* Çmendem, me luan mendja. *Pas-ka lëvizur fare!*
• Lëviz (dredh, përdredh, luan) bishtin *keq. shih te* BISHT,~I. Lëviz (luan) gurët *shih te* LUAJ. Nuk i lëviz (nuk i dridhet, nuk i luan) qerpiku (qepalla, syri, bebja e syrit) *shih te* SY,~RI. S'lëviz (s'tundet) nga vendi *shih te* VEND,~I. Me lëviz (me luan) zemra ndiej shqetësim të madh për diçka; me hyn shumë frika. S'lë gur pa lëvizur *shih ie* LË. I lëviz (i shket, i rrëshqet, i luan, i dridhet) toka (trualli) nën këmbë *shih te* DRIDHEM. Nga lëviz qafa, kthehet koka *fj. u. shih te* QAFË,~A. Kur rri (kur fle) koka, lëviz gjuha *fj. u. shih te* KOKË,~A.
LËVlZET. *Pës. e* LËVIZ.
LËVlZËS,~E *mb. 1.* Që lëviz, që vë në lëvizje diçka. *Shkallë lëvizëse. Rrip lëvizës.*
*2. fig.* Që e shtyn të ecë përpara diçka, që sjell zhvillimin e diçkaje. *Forcat lëvizëse të shoqërisë (të revolucionit).*
3. *shih* LËVIZSHËM (i), ~ME (e). *Bibliotekë lëvizëse. Qendër lëvizëse.*
4. *shih* LËVIZOR,~E. *Shkronja lëvizëse.*
LËVIZJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LËVIZ, LËVIZET. *Lëvizje e vullnetshme (e pavullnetshme). Lëvizje e shpejtë (e ngadaltë). Lëvizja e trupave. Lëvizja e duarve (e këm-bëve). Vë në lëvizje.*
2. *fiz.* Vetia e trupave, e sendeve ose e pjesëve të tyre, të cilët gjatë qenies në kohë e ndryshojnë vend-ndodhjen në hapësirë; gjendja e trupave ose e sendeve, që nuk janë në qetësi; *kund.* qetësi. *Lëvizje e njëtrajtshme. Lëvizje e lakuar (rrotulluese, rrethore). Lëvizje valore. Është në lëvizje.*
3. *filoz.* Vetia e përgjithshme e më e rëndësishme e materies, forme e qenies së saj që shprehet në çdo lloj ndryshimi. *Lëvizja është absolute, qetësia është relative. Nuk ka materie pa lëvizje, nuk ka lëvizje pa materie.*
*4.* Ecje e njerëzve a e automjeteve nëpër rrugë. *Në mbrëmje ka lëvizje të madhe në rrugët kryesore.*
*5. fig.* Veprim i gjallë, kalim nga një gjendje në një tjetër. *Në atë dramë (film) nuk ka lëvizje. Lëvizja e ngjarjeve.*
*6.* Veprimtari e gjerë shoqërore, që bëhet për që-Ilime të rëndësishme. *Lëvizje revolucionare (demokra-tike, përparimtare, reaksionare). Lëvizje politike (ideo-logjike, artistike, kulturore, sportive). Lëvizja Nacio-nalçlirimtare. Lëvizja komuniste ndërkombëtare. Lëvizja patriotike e Rilindjes Kombëtare Shqiptare.*
LËVIZOR,~E *mb. libr.* 1. Që ka të bëjë me lë-vizjen e diçkaje, i lëvizjes. *Shprehitë lëvizore. Ve-primtaria lëvizore.*
*2.* Që shkakton a përçon lëvizjen e diçkaje. *Or-ganet lëvizore. Nervat lëvizore.*
3. I lëvizshëm. *Shkronja (germa) lëvizore. Rrokje lëvizore.*
LËVlZSHËM (i), ~ME (e) *mb. 1.* Që mund të lëvizë. *Trup i lëvizshëm. Vinç i lëvizshëm. Urë e Iëvizshme. Shkallë e Iëvizshme. Skenë e Iëvizshme. Ve-gël (pajisje) e Iëvizshme. Thikat e Iëvizshme të presës.*
2. Që nuk qëndron gjithnjë në të njëjtin vend, që lëviz, jo i qëndrueshëm. *Tokë e Iëvizshme. Truall*I *lëvizshëm. Theks i lëvizshëm. gjuh. Qendër e lëvizshme. Pike vrojtimi e lëvizshme. Spiial i lëvizshëm.*
3. Që lëviz shumë; që është shumë i gjallë e i shka-thët. *Fëmijë i lëvizshëm. Me sy të lëvizshëm.*
4. *fig.* Që ndryshon sipas kushteve e rrethanave, i ndryshueshëm; që rritet e zhvillohet. *Pjesa më e lëvizshme e diçkaje.*
5. *fig. bised. keq.* Që ka qëndrim jo të mirë moral, bishtdredhur (për femrat). *Vajzë (grua) e lëvizshme.*
LËVIZSHMËRl,~A. *libr.* Të qenët i lëvizshëm, vetia e diçkaje që është e lëvizshme. *Lëvizshmëria e qenieve të gjalla. E ruan (e humbet) lëvizshmërinë.*
LËVIZUR (i,e) *mb.* 1. Që është sjellë nga një vend tjetër, që nuk është i atij trualli, i hedhur. *Dhe i lë~ vizur.*
*2. Shih* LËVIZSHËM (i), ~ME (e) 3,5.
LËVORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Cipa që mbu-Ion kokrrat e disa pemëve a të disa perimeve ose farat e disa bimëve; lëkurë. *Lëvore e hollë (e trashë). Lë-vore molle (dardhe, fiku, limoni). Lëvore pjepri. Lë-vorja e patates (e fasules). Lëvore qepe. Lëvorja e farave. Reçel me lëvore portokalli. I heq (i qëroj) lëvoren. E hëngri me gjithë lëvore.*
2. Llapusha e kallirit të misrit. *U hoqi (u qëroi) lëvoret kallinjve.*
3. Cipë e forte që mbështjell diçka; lëvozhgë. *Lëvorja e vezës. Lëvorja e arrës.*
4. Lëkura e drurëve a e degëve të tyre ose e kër-cellit të bimëve. *Lëvorja e drurëve. Lëvore pishe (lo-fate). Lëvorja e degëve (e kërcellit).*
5. parë peshku, luspë. *Lëvoret- e peshkut. I qëroi lëvoret.*
6. *vjet.* Shtresa e sipërme e rruzullit të Tokës, kore. *Lëvorja e Tokës.*

LËVOREBREJTËS,~E *mb. libr.* 1. Që bren lëvoren e drurëve ose të pemëve. *Krimba lëvorebrejtës. Kandërr lëvorebrejtëse.*
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Kandërr a krimb që bren lëvoren e drurëve.
LËVOREHOLLË *mb.* Që e ka lëvoren të hollë, lëkurëhollë; cipëhollë; *kund* lëvoretrashë. *Arrë lë-vorehollë. Fik lëvorehollë.*
LËVOREKUQ,~E *mb.* Që e ka lëvoren të kuqe, lëkurëkuq. *Shegë (mollë) lëvorekuqe.*
LËVORENGRËNËS,~E *mb. libr.* 1. Që ha lëvoren e drurëve a të pemëve. *Zhuzhaku lëvorengrënës.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Lloj zhuzhaku që ha lëvoren e drurëve a të pemëve.
LËVOREPLASUR *mb.* Që e ka lëvoren të plasur, lëkurëplasur. *Fik lëvoreplasur,*
LËVORETRASHË *mb.* Që e ka lëvoren të trashë, lëkurëtrashë; cipëtrashë; *kund.* lëvorehollë. *Pjepër lëvoretrashë.*
LËVOREZt,~ZEZË *mb.* Që e ka lëvoren të zezë, lëkurëzi. *Rrush (fik) lëvore zi.*
LËVORËZOHEM *vetv.* Lëvorohem. LËVORËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Lëvoroj. LËVORËZUAR (i,e) *mb.* I lëvoruar.
LËVOROHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* I hiqet lëkura, i del lëvorja. *Lëvorohen drurët (pemët).*
*2. fig.* Lodhem shumë në punë; mundohem shumë, rraskapitem.
3. *Pës. e* LËVOROJ.
LËVOROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I heq lëkurën diçkaje, i qëroj lëvoren; zhvesh. *Lëvoroj pemën. Lëvoroj blirin (frashërin). Lëvorojnë kallinjtë e misrit. Lëvoroi patatet.*
*2. fig.* E lodh shumë në punë dike; e mundoj shumë, e rraskapit. *lëvoronin shumë njerëzit.*
LËVORUAR (i,e) *mb.* 1. Që i është hequr lëkura, që i është qëruar lëvorja; i zhveshur. *Dru i lëvoruar. Miser i lëvoruar. Patate të lëvoruara.*
*2. fig.* I lodhur shumë në punë; i munduar shumë, i rraskapitur.
LËVOZHG *kal.,* ~A, ~UR. I heq lëvozhgën diçkaje, zhvoshk. *Lëvozhg misrin. E lëvozhgu pemën.*
LËVOZHGET *vetv.* 1. *vet. veta HI.* I hiqet lëvozhga, zhvoshket. *U lëvozhg druri.*
2. *Pis. e* LËVOZHG.
LËVOZHGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mbulesa e forte që mbështjell kokrrat e disa pemëve ose farat e disa bimëva; lëkura e disa pemëve a perimeve, lëvore; gujava e vezës. *Lëvozhgë arre (lajthie, bajameje, gështenje). Lëvozhgat e farave të kungullit (të pjeprit, të lules së diellit). Lëvozhga e portokallit (e limonit). Lëvozhgë veze. I heq (i qëroj) lëvozhgën. I theu lëvozhgën.*
*2.* Lëkura e drurëve dhe e degëve të tyre ose lëkura e kërcellit të disa bimëve. *Lëvozhga e drurëve (e pemëve). Lëvozhgat e pishes.*
3. Llapusha e kallirit të misrit, lëvore. *Lëvozhgat e misrit. Zhveshin lëvozhgat.*
4. *fig.* Veshja e jashtme e diçkaje, mbulesë, mbështjell je; guaskë. *E ka ndërruar lëvozhgën.*
*-k* Është mbyllur në lëvozhgën (uë guaskën) e vet sheh vetëm punën e vet, s'jep e merr më të tjerët. S'ka dale ende nga lëvozhga e vezës (nga veza) *mos-përf. shih te* VEZË,~A.
LËVOZHGËBUTË *mb.* Që e ka lëvozhgën të butë; *kund.* lëvozhgëfortë. *Bajame (arrë) lëvozhgëbutë.*
LËVOZHGËFORTË *mb.* Që e ka lëvozhgën të forte; *kund.* lëvozhgëbutë. *Bajame (arrë) lëvozhgëfortë.*
LËVOZHGËHOLLË *mb.* Që e ka lëvozhgën të hollë; *kund.* lëvozhgëtrashë.
LËVOZHGËTRASHË *mb.* Që e ka lëvozhgën të trashë; *kund.* lëvozhgëhollë.
LËVRIJ *jokal,* ~VA, ~RË. 1. *vet. veta III.* Lëviz shpejt duke përdredhur trupin, lëviz duke bër5 dredha për disa kafshe të vogla e zvarranike; lëviz. *Lëvrijnë krimbal. Lëvrijnë shushunjat. Lëvrin hardhuca. Lëvrijnë ngjalat (peshqit). Lëvrin në baltë. Lëvrin diçka në ferrë.*
*2.* edhe *fig.* Lëviz shpejt e me gjallëri, shkoj tutje-tëhu në një vend të kufizuar, nuk rri në një vend; *vet. veta III* dridhet lehtë e shpejt diçka; vlon, gëlon. *Lëvrinte nëpër dhomë (nëpër shtëpi). Njerëzit lëvrinin në rrugë. Sytë i lëvrinin sa andej këtej. Mendimet I lëvrinin në kokë. Diçka i lëvrin përbrenda (në zemër, në kraharor).•* I lëvrin (i vlon, i zien) gjaku *shih te* GJAK,~Uj. Lëvrin gjuhën *mospërf.* flet shumë, Ilap.
LËVRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve LËVROJ, LËVROHET. *Lëvrimi i parë (i dytë). Lëvrim i thellë (i cekët). Lëvrimi i tokës (i arës). Lëvrimi i gjuhës shqipe. Koha e lëvrimit.*
LËVRIZË,~A *f. sh.* ~A, ~AT *zool.* Krimb i gjatë me trup të shtypur, që jeton si parazit në zorrët e njerëzve; shirit. *Ha shumë sikur ka lëvrizën në bark. I rente lëvriza! mallk.*
LËVROHET. *Pës. e* LËVROJ.
LËVROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. edhe *jokal.* Punoj token për ta mbjellë, lëroj. *Lëvrojnë tokat. Po lëvronte në are, Lëvronin me qe. Lëvrojnë me trak-tor.*
*2.* Kreh leshin në krehër. *Lëvrojnë leshin.*
3. Bëj kërkime e studime të zellshme e frytdhënëse në një fushë të shkencës, të artit e të kulturës, e për-punoj një fushë të tillë a një çështje të caktuar në këtë fushë, e thelloj njohjen e saj, e zhvilloj dhe e sbpie përpara; krijoj diçka me vlerë në fushën e letërsisë, të artit e të shkencës. *Kane lëvruar gjuhën shqipe. Lëvruan poezinë. Po lëvrojnë tema të reja në fetërsi.*
LËVROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kau që lëvron arën, kau i parmendës.
LËVRÇAR (i,e) *mb.* 1. Që është punuar për t'u mbjellë, i lëruar. *Are e lëvruar. Tokë e lëvruar.*
*2.* I krehur në krehër. *Lesh i lëvruar.*
3. Që është përpunuar mirë e zhvilluar; që është studiuar e trajtuar gjerë e thellë (për një fushë a degë të shkencës, të artit etj., për një temë etj.). *Gjuhë e lëvruar. Temë e lëvruar.*
*4. vjet.* Që është për të punuar, që s'është e kremte, që s'është për të bërë pushim. *Ditë e lëvruar* ditë pune, ditë punëtore.
LËVRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që punon token për ta mbjellë, lërues; bujk. *Lëvrues i mirë (i zpti).*
2. Ai që bën kërkime e studime të zellshme e frytdhënëse në një fushë të shkencës, të artit e të kukurës, që e zhvillon dhe e shpie atë përpara; ai që krijon diçka me vlerë në fushën e letërsisë, të artit e të shkencës. *Lëvrues i zellshëm (i palodhur). Lëvruesit e gjuhës shqipe. Lëvruesit e prozës tregimtare (e poezisë).*
3. *Përd. mb..* sipas kuptimit 1 të emrit. *Makinë lëv-riiese.*

LËVRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të punohet për t'u mbjellë, i lërueshëm. *Tokë e lëvrueshme.*

LI,—A . 1. *mjek., veter.* Sëmundje e rëndë ngjitëse dhe e rrezikshme, që shfaqet me ethe të forta e me disa puçrra të kuqe në fytyrë, në kokë e në trup, të cilat bëhen si flluska të mbushura me qelb dhe lënë shenja të dukshme pas shërimit; Ha e vërtetë; shenja që u mbetet në lëkurë atyre që kanë kaluar këtë sëmundje ose që u mbetet në krah atyre që kanë bërë vaksinën kundër saj. *Lia e zezë* lia që shfaqet me flluska në ngjyrë të errët, sepse këto mbushen edhe me gjak. *Lia e madhe* forma më e rëndë e lisë së vërtetë. *Lia e bardhë (e mirë)* lia e dhenve. *Lia e dhenve* sëmundje ngjitëse, që u bie me fort femijëve dhe që shfaqet

me puçrra të vogla në fytyrë e në trup, të cilat mi vonë bëhen si flluska të mbushura me lëhg. *Lia t dushkut (e pyllit)* lia e dhenve. *Lia e dhive (e qenve, e lopëve). Shenja e lisë. I vrarë lie* me shenjat e lisë në fytyrë e në trup. *E zuri (iu ngjit) lia. U sëmur nga lia. E shkoi (e kaloi) line. Shartoi (shënoi) line. Bëri vaksinën kundër lisë.*

*2.* Sëmundje e disa pemëve, që shfaqet në lëkurën e kokrrave me njolla të çrregullta, të cilat me vonë mbulohen me një lloj pluhuri të zi. *Lia e ullirit. Lia e portokallit.*

LI,~RI *m. bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe të holla, të gjata e me majë, me lule të vogla e të kaltra, nga kërcelli I së cilës nxirren fije për të bërë pëlhurë, thasë, litarë etj. dhe nga farat nxirret vaj; fljet që nxirren duke rrahur kërcellin e këtaj bi-me. *Li i gjatë (fijegjatë). Fije (fjollë, shtupë) liri. Pëlhurë liri. Vaj liri. Fare liri. Tjerr lirin.*

• Të leshit e të lirit *shih te* LESH,~I. Të lirit e të mullirit të mira e të këqija, të larat e të palarat, të leshit e të lirit. U be lesh e li *shih te* LESH,~I. Shtohet (është) si fara e lirit (e hithrës, e sinapit) *shih te* FARË, ~A. Gur liri (leshi, mëndafshi, p a m -b u k u ) *bised.* asbest, amiant. Liri i breshkës *bot.* Liri i egër. Liri i e g ë r *bot.* Bimë barishtore e hidhur, me gjethe të holla, të gjata e të dendura, me lule të verdha, që rritet në vende të ulëta dhe nuk e hanë bagëtitë.

LIBANEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Libanit ose ai që e ka prejardhjen nga Libani.

LIBANEZ,~E *mb.* Që lidhet me Libanin ose me libanezët, që është karakteristik për Libanin ose për libanezët, i Libanit ose i libanezëve; që është krijuar nga libanezët. *Populli libanez. Gazetë libaneze. Këngë libaneze.*

LIBERAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ithtar e për-krahës i liberalizmit në ideologji e në politikë.

2. Ai që bën lëshime ndaj të metave, gabimeve etj. dhe që nuk kërkon llogari deri në fund ose tregohet tepër dorëlëshuar në kërkesat ndaj të tjerëve.

3. Anëtar i një partie borgjeze liberale. *Liberatët dhe konservatorët.*

LIBERAL,~E *mb.* 1. Që mendon e vepron në fry-mën e liberalizmit; që përkrah liberalizmin; që shpreh idetë e liberalizmit; që është karakteristik për liberalizmin a për liberalin; që përbëhet prej liberalësh. *Borgjezia liberale. Parrulla (frazeologji) liberale. Politikë (teori) liberale. Partia liberale.*

2. Që bën lëshime ndaj të metave, gabimeve etj., që nuk kërkon llogari deri në fund; që lejon shkelje e çrregullime të cilat dëmtojnë punën e shoqërinë; që është tepër dorëlëshuar në vlerësimin e dijeve e të punës së dikujt ose në kërkesat ndaj të tjerëve. *Njeri liberal. Drejtor liberal. Mësues (pedagog) liberal. Qëndrim liberal. Prirje (veprime, shfaqje) liberale.*

LIBERALIZËM,~MI *m.* 1. Shfaqje e oportu-nizmit ideologjik e politik, që në thelb mohon luftën e klasave në emër të “humanizmit” abstrakt, të “H-risë absolute” të individit, të një jete “të qetë” e “pa telashe” etj.; heqje dorë nga lufta klasore konsekuente kundër armiqve të jashtëm e të brendshëm, kundër njollave të shoqërisë së vjetër dhe ndikimeve të sotme të ideologjise së huaj, pranim i bashkëjetesës paqësoreme ideologjinë armike. *Lufta kundër liberalizmit.*

*2.* Rrytnë politike e ideologjike, që lindi në fund të periudhës së feudalizmit dhe iu kundërvu absolu-tizmit feudal, duke kërkuar liri të pakufizuar potitike, ekonomike e shoqërore për borgjezinë *(hist.);* rrymë borgjeze thellësisht reaksionare, që përçan ' luftën revolucionare të klasës punëtore e të masave të tjera punonjëse me parullat e rreme mbi “lirinë”, “ba-razinë” etj.; sistem pikëpamjesh politike e ekonomike borgjeze, revizioniste e reformiste, që, në kun-dërshtim me kuptimin marksist-leninist të luftës së klasave, pranon vetëm luftën ekonomike e mohon luftën politike të klasës punëtore për diktaturën e pro-letariatit dhe për ndërtimin e socializmit. *Liberalizmi borgjez. Liberalizmi anglez.*

3. Qëndrimi i ati j që bën lëshime ndaj të metave, gabimeve etj., lejimi i shkeljeve, i çrregullimeve etj. që dëmtojnë punën e shoqërinë; të qenët tepër dorë-lëshuar në vlerësimin e dijeve a të punës së dikujt; të qenët liberal. *Liberalizmi dëmton punën. Shfaqje (prirje) liberalizmi.*

LIBËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Vepër shken-core, mësimore, letrare etj. me fletë të shtypura e të lidhura së bashku në një vëllim. *Libër i ri (i vjetër). Libër i trashë (i hollë). Libër i rralië. Libra shkollorë. Libri i parë shqip. Libri i gjuhës (i historisë, i gjeogra-fisë). Librat e bibliotekës. Raft librash. Lidhja e lib-rave. Botoi një libër. Blej një libër. Ka lexuar shumë libra.*

*2.* Një nga pjesët kryesore të një vepre letrare ose shkencore, e cila është botuar në disa vëllime ose në disa pjesë; vëllim, ble. *Libri i parë i vëllimit të parë të “Kapitalit” të Karl NIarksit. Libri i parë (i dytë) i një romani.*

3. vef. *nj.* Tërësia e veprave të shkruara në një nga fushat e dijes e të artit; tërësia e veprave që trajtojnë një çështje a një problem të caktuar; tërësia e veprave që botohen në një vend a në një gjuhë të caktuar; letërsi. *Libri politik. Libri letrar (artistik). Libri tek-niko-shkencor. Libri shqip. Ekspozita e librit shqiptar. Ndërmarrja e Librit dhe e Filmit. Shtëpia Botuese e Librit Shkollor.*

4. Shumë fletë të pashkruara ose me vija, të lidhura së bashku si fletore e trashë e me kapakë të forte, e cila përdoret për të mbajtur shënime të ndrysh-me; regjistër. *Libri i amzës. Libri i nderit. Libri i për-shtypjeve. Libri i të ardhurave. fin. Libri i ngjarjeve. Libri i këshillit pedagogjik. Libri i ditëve të punës.*

• Libër i artë *shih tek* ARTË (i,e). Libër i bardltë *shih te* BARDHË (i,e). Libër i verdhë *shih te* VERDHË (>,e) $_6$.

LIBIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Li-bisë ose ai që e ka prejardhjen nga Libia.

LIBIAN,~E *mb.* Që lidhet me Libinë ose me li-bianët, që është karakteristik për Libinë ose për li-bianët, i Libisë ose i libianëve; që është krijuar nga libianët. *Populli libian. Këngë libiane. Qytetet libiane.*

LIBRALIDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor i përgatitur a mjeshtër që merret me lidhjen e Hbrave. *Reparti i libralidhësve. Punon si libralidhës.*

LIBRALIDHËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LIBRALIDHËS,~I

LIBRAPRERËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Thikë e posaçme prej metali, prej druri, prej eshtre etj,,
që përdoret për të prerë fletët e paprera të Hbrave; letërprerëse.

LIBRAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Librashitës. 2. *vjet.* Pronari i një librarie.

LIBRARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LIBRAR, ~I.

LIBRARl,~A . *sh.* ~, ~TË. Dyqani ku shiten libra. *Libraria popullore. Libraritë e qytetit. Libraria e teksteve shkollorë.*

LIBRASHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shet libra në një librari; shitës shëtitës i librave.

LIBRASHITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LIBRASHITËS,~I.

LIBRAZHDAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës i Librazhdit ose ai që e ka prejardhjen nga Librazhdi.

LIBRAZHDAS,~E *mb.* Që lidhet me Librazhdin ose me librazhdasit, që është karakteristik për Librazhdin ose për librazhdasit, i Librazhdit ose i librazhdas-ve; që është krijuar nga librazhdasit. *Malësorët li-brazhdas. Veshje librazhdase. Këngë (valle) librazh-dase.*

LIBRET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *let., art.* 1. Teksti letrar i një vepre muzikore që luhet në skenë, teksti i një opere, operete etj. *Libreti i operës (i operetës). Autori i libretit. Shkroi Hbretin.*

2. Teksti i subjektit të një baleti ose të një pjese korcografike. *Libreti i baletit.*

LIBREZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dokument në trajtën e një fletoreje të vogël me pak fletë, ku jepen disa të dhëna dhe ka disa të ndara për shënime të ndryshme. *Librezë ushtarake. Librezë shëndetësore. Librezë anëtarësie. Librezë kursimi. Librezë pensioni. Libreza e studentit (e notave). Libreza e punës. E shë-noi në librezë.*

LIBROR,~E *mb. gjuh.* Që është karakteristik për ligjërimin e shkruar; që është tipik për gjuhën e shkruar të librave. *Ligjërimi libror. Stil libror. Fjalë librore. Ndërtime librore.*

LIBRUSHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog. e* LIBËR,~RI.

2. *keq.* Libër me përmbajtje të keqe ose pa vlerë. *Librushkë borgjeze.*

LICE,~U *m. sh.* ~, ~TË, Shkollë e mesme e arsimit të përgjithshëm, gjimnaz (në sistemin arsimor të disa vendeve të Evropës Perëndimore; në të ka-luarën edhe në Shqipëri); shkollë e mesme profesio-nale në sistemin e mëparshëm arsimor të vendit tone, që vinte menjëherë pas shkollës shtatëvjecare a tetë-vjeçare. *Liceu klasik (real). Liceu artistik. Liceu i Korçës.*

LICEIST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Nxënës i liceut.

LICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël prej druri si tokmak, që përdoret për të rrahur lirin a kërpin, tok-mak liri. *E rrahin lirin me lice.*

LIDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bashkoj skajet e një filli, të një Htari etj. ose skajet e fijeve të ndryshme e i shtrëngoj së bashku nyjë; bëj nyjë në një fill; var a kap diçka në trup ose në një vend tjetër, duke bash-kuar e duke shtrënguar fijet a rripat që ka; *kund.* zgjidh. *Lidh perin (spangon, litarin, telin). Lidh fjon-gon (lidhëset e këpucëve). Lidh përparësen. Lidh kra-vatën (shallin). E lidh nyjë (komb, fjongo, pisk), E lidh fort (shtrënguar ).*

2. Shtrëngoj ose kap pas një sendi dike a diçka me litar, me zinxhir etj. që të mos luajë a të mos lar-gohet prej andej; i kap e i shtrëngoj dikujt duart a këmbët me litar, me zinxhir etj.; *kund.* zgjidh. *Lidhi qenin (lopën, viçin). E lidhi pas shtyllës (pas pemës). Lidh domatet nëpër hunj. E lidh me litar (me zinxhir, me tel). Ia lidhën duart (këmbët). E lidhën me hekura (me pranga).*

3. Mbledh bashkë disa gjëra dhe i shtrëngoj me pe, me tel, me litar, me rrip etj.; bëj tufë diçka dhe e shtrëngoj me pe, me spango, me rrip etj.; e mbështjell diçka në shami dhe i shtrëngoj nyjë skajet e kësaj; mbështjell foshnjën me shpërgënj e me dizgje; *kund.* zgjidh. *Lidh duajt e grunt. Lidh preshtë (qepët) në tufa. I lidh flokët prapa. Lidh grykën e thesit. Lidh bukën në shami. Lidhi djalin në djep. E lidhi foshnjën kopanec. Lidhte cigare. bised.* dridhte cigare.

4. Mbështjell një pjesë të trupit, një plage etj. me një rrip pëlhure a me diçka tjetër; *kund.* zgjidh. *la lidhën këmbën (dorën, gishtin) e vrarë. la lidhën sytë* ia zunë sytë me një rrip pëlhure.

5. Bashkoj fletët e një libri etj., i kap e i shtrëngoj me diçka dhe i mbështjell me kapakë. *Lidh librat (fletoret, blloqet). E ka lidhur bukur albumin.*

6. I kap mirë sendet njëri me tjetrin; i ngjit a i bashkoj fort pjesët e diçkaje, e bëj më të forte a më të qëndrueshme diçka; *jokal. vet. veta III* bashkohet e ngjit mirë, kap, mban. *Lidh gurët e themelit. Murin e ka lidhur me llaç. Plehu e lidh token. Tullat kanë lidhur mirë.*

7., *bised.* E vë një kafshë pune në zgjedhë a në ka-rrocë për ta tërhequr; mbrej. *Lidh qetë. Lidh kalin në karrocë.*

8. *spec.* Mbërthej a bashkoj një pjesë me një pjesë tjetër ose me token, me një send etj.; mbyll, kyç. *Lidh në qark të shkurtër. fiz. E lidh me token, elektr.* e tokëzoj. *E lidh me rrjetin. elektr.*

*9. kim.* Bashkoj grimcat e një elementi kimik me ato të një tjetri dhe i ndryshoj gjendjen e tij të lire (në kiminë joorganike); bashkoj një element kimik me një tjetër (në kiminë organike). *Lidh kimikisht.*

10. edhe *jokal. vet. veta III.* Formon frytin, bën kokrra; zë bukë (për pemët, drithërat e bimët e tjera). *Lidh pema (rrushi, shega). Lidh kalli gruri. Kanë lidhur arrat. Ka lidhur bukë misri (gruri). Lidhi boçe pambuku. Lidhën domatet. I lidhën kokrrat. Sa lule çelin, të gjitha nuk lidhin. fj. u.*

11. *fig.* I rreshtoj e i thur mirë fjalët, i shpreh qartë e rrjedhshëm mendimet; e hartoj bukur diçka, duke i arsyetuar gjërat mirë e qartë. *Lidh mendimet (fjalët). S'di të lidhë as dy fjalë* nuk di të flasë e të shprehë qartë mendimet. *E ka lidhur mirë atë letër.*

12. Vë në marrëdhënie ose bashkoj me rrugë a me një mjet ndërlidhjeje dy qendra të ndryshme, dy qytete etj., që janë larg njëri prej tjetrit. *E lidh me telefon (me radio). E lidhi me Tiranën. Të gjitha qytetet dhe shumë fshatra i kemi lidhur me rrugë automobili.*

13. *fig.* Afroj dy vetë ose dy pale, i vë në marrëdhënie të ngushta e të drejtpërdrejta, i bashkoj; *vet. veta III* e bashkon, e afron diçka a dike me një tjetër. *E lidhi me*

*shokë të mirë. Lidhi jetën më të* u martua me të. *Ç'e lidh me të? S'e lidh asgjë me mua.*
14. *fig.* Bëj një marrëveshje me dike; bashkohem me dike për një veprimtari të caktuar; vendos marrëdhënie të afërta me dike. *Lidhën kontratën. Lidhën besën (fjalën, kuvendin). Lidhën krushqi. Lidhën mi-qësi* u bënë miq. *Lidhën fejesë* u fejuan.
15. *fig.* E vë në marrëdhënie të ngushta a të pa-ndara me diçka; përcaktoj se me kë a me se ka të bëjë diçka ose nga varet. *Fjalën e lidh me veprën. Lidh më-simin me punën (me jetën). Lidh teorinë me praktikën. Veprimet e tij i lidhin me shkaqe (me ndikime) të ndryshme.*
16. *fig. bised.* I jap një rrogë a një pension që ta ketë përgjithmonë (sipas një rregulli), i caktoj. *lidhën rrogë dikujt. I kanë lidhur pension pleqërie.*
17. *fig. bised.* E pengoj dike të merret me diçka a të veprojë, nuk i jap mundësi që të shkojë e të lar-gohet nga vendi ku jeton a punon; nuk e lë diçka të zhvillohet. *E kanë lidhur fëmijët. E ka lidhur puna* është i zënë me punë dhe s'mund të vejë gjëkundi. *Ia ka lidhur duart (krahët)* nuk e lë të lire të veprojë, i është bërë pengesë e pakapërcyeshme. *Ia ka lidhur këmbët* a) *dikujt* nuk e lë të shkojë gjëkundi; b) *diçkaje* po ia pengon zhvillimin, nuk e lë të zhvillohet.
18. *fig. vjet.* I bëj magji dikujt për ta penguar që të ketë marrëdhënie me një femër; i bëj magji për diçka (sipas besimeve të kota); *kund.* zgjidh. *Kujtonte se e kishte lidhur magjistarja. Besonin se orët lidhnin e zgjidhnin.*
19. *fig. bised.* E ndërpres a e pres fare një ushqim, nuk e ha a nuk e pi me diçka. *E ka lidhur rakinë* e ka prerë rakinë, nuk e pi me. *Lidhnin mishin. vjet.* e ndërpritnin mishin për një kohë të caktuar (gjatë kreshmëve). *Lidhnin kreshmët. fet., vjet.* nuk hanin mish e bulmet gjatë kreshmëve.
20. *fig. bised.* Nuk e lë dike të gjejë rrugëdalje për të përligjur a arsyetuar diçka, e zë ngushtë dike, ia mbyll gojën; e bëj të ngecë. *E lidhi me fjalë. E ka lidhur keq.*
•*k* Korr e mos (e nuk) lidh *shih te* KORR. I ka lidhur (i ka mbledhur) dengjet *shih te* DENG,~U. Lidh (kry-qëzon) duart s'bën asnjë përpjekje për të ndihmuar dike që ka nevojë, rri e pret, nuk vepron; rri duar-kryq. Lidhe në gisht! *shih te* GISHT,~I. Ia lidhi gju-hën *dikujt* ia mbylli gojën që të mos flasë, e de-tyroi të mos i thotë mendimet që ka; e detyroi ta mbajë të fshehur diçka. Ka lidhur inat ka vënë inat. Lidh këmbë për *diçka* ngul këmbë. Ia lidhi (ia zuri, ia ngujoi) këmbët *shih te* ZË. Ia lidh kryet *diçkaje* e përfundoj, i jap fund. Ka lidhur mish është shën-doshur, ka vënë mish. Lidh mendjen vandos për të bërë diçka. S'lidh para nuk sjell shumë fitim po të shitet. I lidhën (i vunë) qafolin *dikujt shih te* QA-FOL,~I. E lidhi qesen i kurseu paratë; u tregua dorë-shtrënguar. I kanë lidhur (i kanë gjetur, i kanë rregu-lluar) telat bashkë *shih tek* TEL,—I. Lidh e zgjidh *dik ush* bën si do vetë, nuk pyet njeri; vendos vetë, ka në dorë edhe gurin edhe arrën; bëhet ashtu siç thotë a siç do ai. S'di të lidhë ushkurin (ushkurët) *mos-përf.* është njeri i humbur, s'di të bëjë asgjë, nuk është i zoti as për veten e tij. Ia lidhi gojën me fashë *shift te* FASHË,~A. E lidhi këmbë e duar *dike shih te* KËMBË,~A. Lidh këmbët me gjalmat e mi *shih te* GJALMË,~I. Lidh krye me krye *shih te* KRYE,~T. E lidh lekun (paranë) nyjë *shih te* NYJË,~A. E lidh lekun me ushkur *mospërf. shih tek* USHKUR,~I.LIDHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që lidh të lashtat a kashtën në duaj. *Lidhakët e grurit.*
2. Mur guri i lidhur me breza e pa gëlqere; ledh. *Lidhak i trashë. Shtëpi me lidhakë.*
LIDHAK,~E *mb.* 1. Që e ka trupin të lidhur mire, shtatlidhur. *Djalë lidhak. Ka lidhak.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (zalconisht për njerëzit).
LtDHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bashkohen vetë ska jet e një filli, litari etj. ose ska jet e fijeve të ndrysh-me, ngatërrohen, shtrëngohen e bëhen nyjë; i kapen lidhëset diçkaje në një verigë etj.; *kund.* zgjidhet. *V lidh peri. U lidhënfijet (lidhëset). U lidh nyjë (komb).*
*2. vet. veto III.* Kapet pas një druri a një sendi tjetër, mblidhet rreth tij. *Është lidhur mirë hardhia (rrushi) në pemë. Është lidhur fort trëndafili i egër pas gardhit.*
3. *vet. veta III.* Kapet mirë një send me një tjetër; ngjitet, bashkohet fort; kapen mirë pjesët e diçkaje dhe kjo bëhet më e forte ose më e qëndrueshme; kap, mban. *Gurët e themelit u lidhën mirë. Muri lidhet me mirë me llaç. Toka lidhet kur plehërohet.*
*A. vet. veta III spec.* Mbërthehet a bashkohet me një pjese tjetër ose me token; mbyllet, kyçet. *U lidh qarku. fiz.*
5. *kim.* I bashkohen grimcat (një dementi kimik) me ato të një tjetri dhe ndryshon gjendja e tij e lire. *Lidhen kimikisht. Hidrogjeni lidhet me oksigjenin dhe jep ujin.*
6. Hyj në marrëdhënie me dike a me diçka me anë të një mjetf ndërlidhjeje; *vet. veta III* bashkohet me rrugë a me mjete ndërlidhjeje me një qendër, me një qytet tjetër etj. *Lidhem me teleon (me radio). Të gjitha fshatrat lidhen me rrugë automobilistike.*
7. *fig.* Afrohem me dike, hyj në marrëdhënie të ngushta e të drejtpërdrejta, bashkohem. *U lidhën bashkë për gjithë jetën. U lidhën me martesë* u martuan.
8. *fig.* Bëj një marrëveshje me dike; bashkohem me dike për një veprimtari të caktuar. *U lidhën me besë (me besabesë, me fjalë). U lidhën me kusht* vunë bast.
9. *vet. veta III fig.* Ka marrëdhënie të ngushta a të pandara me diçka; bashkohen gjëra a çështje si të ishin pjesë të një të tëre; ka të bëjë me diçka a me dike ose varet prej saj a prej tij. *Teoria lidhet me praktikën. Shkolla lidhet me jetën. Këto gjëra lidhen ngushtë. Kjo lidhet me shkaqe (me rrethana, me kushte) të caktuara.*
10. *fig. bised.* Jepem shumë pas dikujt a diçkaje, nuk shkëputem dot prej tij a prej saj dhe kjo me pengon të merrem me diçka tjetër. *U lidh me fëmijët. Është lidhur shumë me punën. Mos u lidh pas tij!*
11. *fig.* Me zihet goja, zihem ngushtë në një bisedë me dike dhe hesht, ngec. *U lidh keq.*
12. *Pës. e* LIDH.
• U lidh pas bishtit *të dikujt keq. shih te* BISHT, ~I. Iu lidhën duart (krahët) mbeti pa punë pasi e pengonte dikush a diçka; nuk mundi të bëjë dot gjë, nuk ishte i lire të vepronte. Iu lidh (iu pre) goja (gjuha, fjala) s'tha dot asnjë fjalë, s'mundi të fliste (nga një tronditje e forte, nga frika etj.). Nuk lidhet në një hu *shih te* HU,~RI. Nuk lidhet lehtë (dot) *dikush* është vështirë ta bindësh a ta detyrosh të bëjë diçka, nuk dorëzohet lehtë. Iu lidhën këmbët nuk mund të
shkojë gjëkundi, sepse e pengon diçka a dikush. U lidh këmbe e duar s'ka mundësi të bëjë asgjë, pasi e pengon dikush a diçka, nuk mund të bëjë asnjë ve-prim. Iu lidh nyjë jeta *shih te* NYJË,~A. As lidhet, as zgjidhet qëndron

në të tijën, mbahet fort në atë që mendon a që di vetë dhe s'pranon asgjë tjetër; është shumë kokëfortë. S'dI si (nga) lidhet gomari *mospërf.* nuk merr vesh as nga gjërat më të thjeshta, s'di të bëjë as diçka të vogëi, s'është i aftë për asgjë. S'di si lidhen poturet *mospërf.* nuk është në gjendje të bëjë as diçka të thjeshtë, s'është i aftë për asgjë. Është për t'u lidhur në grazhd *dikush shih te* GRAZHD,~I. S'lidhet as për bisht as për krye *dikush* nuk i mbushet mendja kurrsesi, nuk ha fare arsye. Iu lidh buka (në grykë, në fyt) i ngeci buka në grykë, nuk përcillej dot (nga një tronditje etj.); nuk i hahej fare, i iku fare dëshira për të ngrënë. Iu lidh fjala komb (nyjë) *dikujt shih te* FJALË,~A. Është lidhur me pe merimange *diçka shih te* PE,~RI. Koha s'lidhet me litar *fj. u.* nuk mund të pengohet zhvillimi dhe përparimi i diçkaje, asgjë nuk qëndron në vend, por ecën përpara. Sillet nga sillet, bie në kunj e lidhet *shih te* KUNJ,~I.

LIDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. Ai që lidh duajt e të lashtave; ai që lidh diçka me rrip ose me një lw dhëse tjetër. *Lidhësit e duajve. Lidhësit e shartesave. Lidhësi i dengjeve të duhanit. Lidhës bari. Lidhësi i librave. shtypshkr.* libralidhës.

2. *hek.* Punëtor i hekurudhës që lidh varg vagonat e trenit. *Lidhësi e dha sinjalin.*

3. Tel i trashë, litar etj., më të cilin lidhim diçka për ta mbajtur drejt me këmbë; varg prej metali që bashkon a lidh dy pjesë të një vegle ose të një mjeti. *Lidhësi i shtyllave të telefonit. Lidhësi i qostrës* vargu që bashkon boshttn me dorezën.

4. Pjesë e mullirit si lopatë, e cila e kthen ujin që të mos bjerë në rrotën me fletë dhe ndalon kështu blojën. *Lidhësi i rnullirit. I vuri (i hoqi) lidhësin.*

5. *tek.* Pjesë e një vegle a e një makine, zakonisht si hall)cë, që shërben për ta lidhur atë pas diçkaje. *Lidhësi i plugut. Lidhësi i rimorkios. Lidhës vagonash. Nuk lejohet të qëndrosh ntbi lidhës.*

*6. ndërt.* Lëndë ndërtimi (si çimento, rrëshirë etj.), që përdoret për të lidhur e për të forcuar një përzierje.

LtDHËS,~E *mb.* 1. Që shërben a që përdoret për të lidhur diçka, që lidh. *Fije lidhëse. Halike (unazë) lidhëse. Ind lidhës. Makinë lidhëse.*

*2.* Që shërben për të forcuar një lëndë ose për të ngjitur pjesë të ndryshme. *Lëndë lidhëse.*

3. Që bashkon dy vende, që lidh dy anë. *Vrë lidhëse.*

• Vlzë lidhëse *gjuh.* vizë e shkurtër që vihet zakonisht ndërmjet dy fjalëve ose ndërmjet dy te-mave, të cilat formojnë një njësi (p.sh. ditë-punc, marksist-leninist, ekonomiko-shoqëror, organizatë-bazë, dora-dorës, Nikaj-Mertur). Zanore lidhëse (bashkuese) *gjuh.* zanore ndërmjet dy temave të një fjale të përbërë (p.sh. gushtovjeshtë, mesoburrë, ballafaqe, këmbadoras, djegagur).

LIDHËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* LIDHËS,~I i,7. *Lidhëset e duajve (e shartesave). Lidhëse bari (dengjesh).*

*2.* Rrip a gjalmë i hollë e i gjatë që përdoret për të lidhur këpucët etj.; gjalmë. *Lidhëse të zeza (tëbdrdha, kafe). Lidhëset e këpucëve. Lidhësja e topit. Lidh (shtrëngon) lidhëset.*

3. Rrip i hollë e i gjatë prej lëkure, fije bari a zhuke, thupra etj. të përdredhura së bashku, që përdoren për të lidhur e për të shtrënguar diçka; liktyrë. *Lidhëset e duujve. Lidhëse për shartesat. Bën lidhëse.*

4- Dredha e hardhisë ose e disa bimëve të tjera kacavarëse. *Lidhëset e hardhisë (e kungullit).*

5. Vegël a makinë që shërben për të lidhur barin ose kashtën. *Lidhëse bari.*

*6.* Shami grash prej pëlhure të hollë a prej nape për të mbledhur e për të lidhur flokët. *Lidhëse e bar-dhë. Vuri lidhësen. Mbante lidhëse në kokë.*

7. Përdorëse e vogël për të lidhur bashkë disa fletë me kapëse; makinë kapëse. *Lidhëse aktesh (shkresash).*

8. *anat.* Zgjatim i forte prej indesh, që bashkon pjesët e veçanta të skeletit ose organe të veçanta të trupit. *Lidhëse katërkëndëshe. Lidhësja e zgjatur e prapme.*

9. *gjuh.* Lidhëz. *Lidhëse shkakore (krahasuese, ftilluese).*

LIDHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* LIDHËSE, ~JA 2-4. *Lidhëzat e rrushit.*

2. *gjuh.* Pjesë e pandryshueshme e ligjëratës, që lidh dy gjymtyrë fjalie ose dy fjali dhe shpreh marrë-dhënie të ndryshme sintaksore ndërmjet tyre. *Lidhëz bashkërenditëse (nënrenditëse). Lidhëz këpujore (ve-çuese, kundërshtore, përmbyllëse). Lidhëz ftilluese ( vendore, kohore, shkakore, qëllimore). Lidhëz e thjeshtë.*

LIDHËZOR,~E *mb. gjuh.* Që lidhet me anë të një lidhëze; që ka lidhëz në përbërjen e vet; që ka vlerën e një lidhëze. *Ndërtim lidhëzor. Fjali lidhëzore. Shprehje lidhëzore. Mjetet lidhëzore.*

LIBHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LIDH, LEDHEM. *Lidhja e duaj-ve. Lidhja e plagëve. Lidhja e librave. Lidhja e mësimit mepunën (me jetën). Lidhja e teorisë me praktikën.*

*2.* Marrëdhënie e varësi e ndërsjellë ndërmjet qe-nieve, sendeve ose dukurive; marrëdhënie të afërta ndërmjet dy a me shumë vetave që jetojnë a punojnë së bashku ose që kanë mendime të njëjta a synime të përbashkëta. *Lidhje e përhershme. Lidhje shka-kësbre. Lidhje pane. Lidhje interesash. Lidhja ndërmjet sendeve (dukurive). Kanë lidhje ndërmjet tyre. S'k'anë asnjë lidhje. Ka (mban) lidhje të mira me dike. I ndërpreu (i preu) lidhjet.*

3. Bashkërendim i natyrshëm dhe i përshtatshëm ndërmjet pjesëve të diçkaje, bashkim i qëlluar dhe i përpjesëtuar mirë i elementeve përbërëse të diçkaje; pajtim i plotë ndërmjet dy gjërave, përputhje e dy-anshme sipas një përpjesëtimi të caktuar. *Lidhje shumë e mirë (e përsosur, e plotë). Fjalë (mendime) pa lidhje. I mungon lidhja diçkaje. Nuk ka lidhje lo-gjike. 1 ndërpreu (i humbi) lidhjet me dike.*

4. Afri gjaku e gjinie a farefisnie ose marrëdhënie të tjera familjare. *Lidhje familjare (martesore). Lidhje gjinie (gjaku, farefisnie). Lidhje krushqie.*

5J *shih* LIDHËSE,~JA 2,3. *Lidhje leshi (liri, lëkure). Lidhje thesi. Lidhje plagësh. Lidhje duajsh (kashte, gruri). E mbështolli me lidhje.*

6. Nyjë, komb. *E bëri lidhje. Nuk e zgjidhi dot lidh-jen.*

7. Pe në të cilin janë shkuar gjethet e një bime; varg në të cilin janë lidhur kokat e disa perimeve ose kallinjtë e drithërave; kurorë. *Lidhje duhani. Lidhje misri. Lidhje qepësh (hudhrash). I bëri lidhje.*

8. Dredhë hardhie, kungulli etj., lidhëse. *Lidhjet e hardhisë (e kungullit, e fasules).*

9. Mjet marrëveshjeje ndërmjet njerëzve në lar-gësi; të qenët i lidhur me një mjet të tillë. *Lidhje te-lefonike (telegrafike). U prish (u ndërpre) lidhja. Ven-. dos lidhjen. Ka lidhje me telefon (me radio).*

10. Brez që mbërthen e përforcon trarët e pingultë të çatisë me ata horizontalë. *Lidhje trarësh. Lidhjet e çatisë.*
11. Shami koke si trekëndësh me dy cepa të gjatë, më të cilën grate lidhin flokët; kryqe. *Mblodhi flokët me lidhje.*
12. *spec.* Mënyrë si mbërthehen a bashkohen pjesët ose detalet e diçkaje. *Lidhje e shkurtër. Lidhje në seri (paralele). elektr. Lidhje me kabllo.*
13. Shkalla e qëndrueshmërisë ose e fortësisë së një të tëre që përbëhet nga pjesë të ndryshme, të qenët i lidhur. *Lidhje e forte (e qëndrueshme, e dobët). Lidhja e murit. Lidhja e çimentos (e betonit). Lidhja e atomeve (e grimcave) të një molekule.*
14. Dokument që vërteton anëtarësinë e dikujt në parti dhe që i jepet këtij kur ndërron qendrën e punës ose të banimit; fietëlidhje. *Lidhja e partisë. Tërhoqi (dorëzoi) lidhjen.*
15. Shoqatë a grup njerëzish të organizuar, të cilët kryejnë një detyrë të caktuar në fushën kulturore e shoqërore; shoqëri. *Lidhja e Shkrimtarëve dhe e Ar-tistëve të Shqipërisë. Lidhja e Vlorës. hist. Lidhja për përhapjen e shkollave shqipe. hist. Lidhja e mësuesve të Shqipërisë. hist.*
16. Bashkim politik e shoqëror, me karakter kom-bëtar a ndërkombëtar, që vepron si një organizatë e u shërben qëllimeve të caktuara. *Lidhja Shqiptare e Prizrenit. Lidhja e Lezhës. Lidhja e Kombeve. hist.* organizatë politike ndërkombëtare në periudhën midis Luftës së parë e Luftës së Dytë Botërore, në të cilën përfaqësohej një pjesë e shteteve (sot Organizata e Kombeve të Bashkuara). *Lidhja (aleanca) e shenjtë. hist.*
17. *shtypshkr.* Veshja dhe qepja e librit. *Lidhje e thjeshtë (speciale).*
18. *kim.* Përzierje e ngurtë a e lëngët, që është fi-tuar nga shkrirja e një metali me metale të tjera (ose me shtesa elementesh që nuk janë metale) dhe që ka veti të tjera fizike a kimike. *Lidhje metalike. Lidhje shumë të forta (shumë të buta). Bronzi (tunxhi) është lidhje.*
19. *let. shih* NYJË,~A n. *Lidhja e një romani. Lidhja e subjektit.*
-Ar Në lidhje me... për sa i përket..., lidhur me...
LIDHOR,~E *mb.* 1. *anat.* Që shërben për të lidhur a për të bashkuar pjesët e trupit ose të një organi të tij. *Indi lidhor.*
*1. gjuh.* Që lidh një fjali të varur përcaktore me një fjali tjetër ose me një gjymtyrë të një fjalie tjetër (për përemrat *që, i* cili etj.). *Përemrat lidhorë.*
3. *gjuh.* Që lidhet me peremra të tillë dhe plotëson kuptimin e një fjalie tjetër (për fjalitë). *Fjali lidhore.*
• Mënyra lidhore: një nga mënyrat e zgjedhimit të foljeve në gjuhën shqipe, e cila tregonnjë veprim a një gjendje që mund, që dëshirohet ose duhet të kryhet a të ndodhë, pasi lidhet me një
tjetër.
LIDHORE,~JA . *gjuh.* Mënyra lidhore.
LIDHUR (i,e) *mb.* 1. Që është shtrënguar ose është kapur pas diçkaje me litar, me zinxhir etj. për të mos luajtur a për të mos u larguar prej andej; që është lidhur; *kund.* i zgjidhur. *Qeni ishte i lidhur. E la të lidhur. Me këmbë (me duar) të lidhura.*
2. Që është mbledhur bashkë e është shtrënguar me pe, me tel, me rrip etj.; që është bërë tufë e është lidhur me diçka; që është mbështjellë në çarçaf, në shami etj., që është lidhur; *kund.* i zgjidhur. *Duaj të lidhur. Grurë (miser) i lidhur. Qepë të lidhura. I mban flokët të lidhur.*
3. Që është mbështjellë me një rrip pëlhure a me diçka tjetër (për një pjesë të trupit, për plagët etj.); *kund.* i zgjidhur. *Me dorë (me këmbë) të lidhur. Me kokën të lidhur. Me sy të lidhur.*
4. Që është kapur mirë me diçka tjetër; që i ka të bashkuara fort pjesët me njëra-tjetrën; i forte, i qëndrueshëm; që nuk luan nga vendi, që nuk rrëshqet. *Gurë të lidhur. Mur i lidhur. Tokë e lidhur.*
5. Që përbëhet nga një varg fjalësh a shprehjesh, të cilat kanë lidhje të caktuara ndërmjet tyre e shprehin një mendim të caktuar; që zhvillohet rrjedhshëm e bukur. *Të folurit e lidhur. Lojë e lidhur. sport.*
6. *spec.* Që i ka të mbërthyera a të bashkuara pjesët ose detalet; i mbyllur, i kyçur. *Qark i lidhur. fiz.*
7. Që është i forte, i shëndoshë, i zhvilluar mirë e i hijshëm (për trupin); që është i ngjeshur mirë nga trupi e i shëndoshë, truplidhur. *Me trup të lidhur. Djalë i lidhur.*
• I lidhur bisht me bisht *thjeshtligj. shih te* BISHT, ~I. I ka duart të lidhura (të zëna) nuk vepron dot, sepse e pengon dikush a diçka. I ka këmbët të lidhura nuk shkon dot asgjëkundi a diku, sepse e pengon di kush^diçka,,—-
LIDHUR *ndajf.* I. Në gjendje të lidhur; duke i pa-sur duart ose duart e këmbët të lidhura. *E mban qeni n lidhur. E morën (e sollën, e shpunë) lidhur.*
2. Duke e pasur një pjesë të trupit të mbështjellë me diçka. *Me krahun (me gishtin) lidhur. E kishte kokën lidhur.*
3. Pa e lënë të lire të ikë a të veprojë, pa i dhënë përgjigje përfundimtare, pa ia zgjidhur një punë për-fundimisht, pa ia shkëputur një çështje; varur. *E mbante lidhur.*
• Lidhur me... në lidhje me... Me duar lidhur pa bërë asgjë, pa vepruar, duarlidhur, duarkryq.
LlDHURA,~T (të) . *vet. sh.* 1. *anat.* Nyjëtimet, kyçet. *Të lidhurat e trupit (e gjymtyrëve, e gishtave). Është enjtur në të lidhurat.*
2. *fet.* Nata e fundit para fillimit të kreshmëve të mëdha, pas së cilës të krishterët nuk hanë me mish e bulmet deri sa të vijnë pashkët; festa që bëhet me këtë rast (në vendet ku vepron feja e krishterë, në të kaluarën edhe në Shqipëri). *E diela e të lidhwave.*
LIDHUREC,~I *m. sh.* ~Ë,~ËT. Foshnjë e mbështjellë me shpërgënj e me diçka tjetër për ta mbajtur në duar; kopanec. *Me lidhurec në duar.*
LIFQER,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ujëvarë. *Lifqer i vogël. Lifqeret e lumit (e përroit).*
LIG,~TË (të) *as. bised.* 1. E ligë; ligësi; të keqtë. *Të ligtë e njeriut (e stomakut, e trupit). I doli të ligtë nuses. Nuk ia mbuloi të ligtë.*
2. Tmerr, date, të keqtë. *Të shtie të ligtë.*
3. Të fikët. *ra të ligtë. I vjen të ligtë.*
LIG (i), ~Ë (e) *mb.* 1. I keq, zemërkeq, tinëzar; jo i ndershëm, i dobët, i ulët; *kund.* i mirë. *Njeri i lig. Gojët (gjuhët) e liga. Ka rënë në duar të liga. Bënte punë të liga. E ka zemrën të ligë* është zemërkeq, u do të keqen të tjerëve.
2. *vet. f.* E pandershme, e përdalë (për grate). *Grua e ligë.*
3. I keq, i dobët, jo i mirë (për një send, një mall etj.); *kund.* i mirë. *Mall i lig. Duhan i lig. Raki e ligë.*
*A.* I keq (për motin me shi, më të ftohta etj.). *Mot (dimër) i lig. Kohë e ligë.*

5. Që ka diçka të keqe, që ndjell, që ka ndër mend ose që përgatit diçka të keqe, që sjell vuajtje a fatkeqësi; i keq; *kund.* i mirë. *Në sahat të lig. Ditë e ligë. Lajm (ogur) i lig. Mendim i lig. Fat i lig. Ëndërr e ligë. Shenjë e ligë. Syri i lig. vjet. Ishte me mendje të liga. Ka sy të lig (të keq)* të merr mësysh.
6. Që i hedh hije të keqe dikujt a diçkaje, që e njollos; që ka pasoja të dëmshme; i keq; *kund.* i mirë. *Nam i lig. I doli zëri i lig. Kishin një zakon të lig.*
7. Që nuk është pjellor; i varfër; i keq; *kund.* i mirë. *Tokë e ligë. Vend i lig.*
8. *bised.* Që nuk është i shëndoshë a i majmë, i dobët; *kund.* i shëndoshë; i majmë. *Mish i lig. Qengj (kec, dash, ka) i lig. Lopë e ligë.*
*9. bised.* I dobësuar a i tretur nga të pangrënët ose nga një sëmundje, i dobët; i pafuqi; shëndetlig, i pamundur, i sëmurë. *Është i lig nga trupi. Ra i lig për vdekje* u sëmur shumë rëndë. *U be i lig* u sëmur.
10. *vet. f. krahin.* Që është me barrë, shtatzënë. *Është e ligë.*
11. Që s'ka guxim e force shpirtërore, që nuk ka kockë të forte, që nuk u qëndron dot goditjeve e vështirësive e thyhet shpejt, që i ligështohet zemra shpejt; frikacak, trembës; *kund.* guximtar, trim.
12. *si em.* LIG,~U (i)' *m. bised.* Djalli, i paudhi, qoftëlargu.
13. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1, 2, 9, 10, 11 të mbiemrit.
Fare e ligë (e keqe) *shar. shih te* KEQ (i), ~E (e). Në vend të lig (të keq) *euf.* në organet seksuale të mash-kullit, në vete. Ishte me ore të liga (të këqija) *shih tek* ORË,~A II. E mori ora e ligë *shih tek* ORË,~A H. E sheh (e ka, e shikon, e vështron) me sy të lig (të keq, të shtrembër) *shih te* SHTREMBËR (i,e). E ka kokën në vend të lig *keq.* s'mendon si duhet ose mendon keq, nuk arsyeton si njeri, s'i kupton drejt gjërat. Bar i lig (i keq) *bot. shih te* BAR,~B a r k u i lig (i keq) *mjek.* dizenteria. Gryka e ligë (gryka e keqe, grykët e bard ha) *mjek. bised. shih te* GRYKË,~A. Koqja e ligë ( e z e z ë) *veter.* plasja. P I a g a e ligë *veter. shih te* PLAGË,~A. Sëmundja e ligë *shih te* SËMUNDJE,~A. U j ër a t e liga (e zeza) *shih tek* UJË,~I.
LIG *ndajf. bised.* Ligsht. E zuri ligsht. U zu ligsht.
LIG *kal.,* ~A, ~UR. 1. E tret nga trupi, e dobësojnga që nuk i jap të hajë etj.; e rrëzoj nga shëndeti; *kund.* shëndosh; majm. *E ka ligur sëmundja (meraku). I ligu dhentë (bagëtitë). E kishte ligur shumë kali".* 2. Sëmur; *kund.* shëroj, *E ligën ethet. Të ligte ajo hava, lu ligën sytë,*
LIGAÇ,~E *mb.* 1, *mospërf.* Që është i dabët nga triipi; shëndetlig.
2. *përb.* Shpirtkeq, zemërlig; i Iig. *Njeri ligaç.*
*3. mospërf.* Frikacak, trembës. *Burrë ligaç.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
LIGAT *kal.,* ~A, ~UR. I sëmur bagëtitë me li-gatë; u shtie këlbazën bagëtive, i këlbaz. *ligat i dhentë., Mos i kullot në kënetë, se i ligat.*
j
LIGATET *vetv.* Sëmuret nga ligata, e zë këlbaza, këlbazet (për bagëtitë). *U ligatën dhentë.*
LIGATË,~A. 1. *veter.* Këlbazë. *Ligata e dhenve. Ligata e lopëve. I ka rënë ligata,* 2. Ligatinë. *Ra (ngeci) në ligatë.*

LIGATINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i lagësht e me bar, tokë që mban gjithnjë ujë; moçalishtë. *U be ligatinë. 1 kemi tharë ligatinat.*
LIGATISHTË,~A . *sh,* ~A, ~AT. Ligatinë.
LIGATUR (i,e) *mb.* Që është sëmurë nga ligata, që i ka rënë këlbaza. *Dele e ligatur, I therën bagëtitë e ligatura.*
LIGAVEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lloj kërmilli pa;guaskë, jargës; kërmill. *Kane dale ligavecët.*
2. *fig. mospërf.* Njeri i squllët e i flashkët, që hiqet zvarrë gjithë jetën; njeri që nuk vepron me guxim, njeri pa kockë; qaraman.
*3. përd. mb,* ~, ~E *mospërf.* Jargavec.
LIGEM *vetv.* 1. Tretem nga trupi, dobësohem nga të pangrënët, nga një sëmundje etj., hiqem; *kund.* majmem. *Është ligur nga meraku. Nuk u ligën qetë (bagëtitë) gjatë dimrit. U Iig shumë.*
2. Bie nga shëndeti; sëmurem.
*3I vet. veta III.* Bëhet jopjellore, varfërohet. *Është ligur toka.*
4i *vet. veta III.* Dobësohet, pakësohet, bie. *Iu ligën fuqitë. Iu Iig drita e syrit.*
5. Pikëllohem shumë, këputem; me bie të fikët; me vjen ligështi. *U Iig kur e mori vesh.*
*6\ Pës. e* LIG.
• Iu Iig (iu- ligështua) ora *dikujt vjet. shih tek* ORË,'~A ii. Iu Iig zemra *dikujt* u ligështua.
LIGË,~A (e) *-sh.* ~A, ~AT (të). 1. Gjendje e rëndë e me mundime, e keqe; diçka e keqe që të; mundon, vuajtje, fatkeqësi; rrezik; veprim i dëmshëm e i rrezikshëm për njerëzit; *kund.* e mirë. *E liga e të ligave* e keqja më e madhe. *Burimi i të ligave. E bëri nga e liga. Bëri shumë të liga. E kërkoi vetë të ligën. Nuk e do të ligën. la hoqi të ligën. E mposhti (e për-balloi) të ligën. E zuri e liga. I ndjell të ligën. I ka sjellë shumë të liga. Hoqi (vuajti, plasi) nga e liga. E ndjeu të ligën. Ndanë të mirat e të ligat. I marrsh të ligat! Ruaju së ligës! E liga bëhet menjëherë (shpejt). I dolt së ligës përpara. E mira dhe e liga mbahen mend. Duhet nilarë e mira nga e liga.*
2. Sjellje e keqe a qëndrim i keq që nuk përputhet
me normat e moralit; rruga e keqe që ka zënë dikush. *Ka hyrë në të liga.*
3. Sëmundje e rëndë; sëmundja e tokës, epilepsia. *U shërua nga e liga. I ra (e zuri) e liga. I dolt (iu shpif) e liga. E mori e liga* vdiq nga sëmundja.
4. *zakon. sh. krahin.* Të pëgërat e njeriut. *Hodhi (derdhi) të ligat.*
5. *krahin.* Nevojtore. *Të ligën e kanë jashtë (në oborr).*
• Të harrofshin të ligat! *ur.* qofsh gjithmonë mirë ! Me marrsh të ligat (të keqen)! *mallk. shih te* MARR. Na mori të ligën (të keqen)! *mospërf. shih te* MARR. Të marrsha të ligën (të ligat, të keqen)! *shih te* MARR. Mori të ligën (të keqen) në sy *shih te* SY,~RI.
LIGË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Jargë. *Liga e njeriut (e kërmillit). I dilnin (i binin) ligat nga goja, E bëri me ligë.*
LIGË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *libr.* Bashkim i grupeve të veçanta politike a shoqërore, i partive, i organizatave të ndryshme ose i shteteve për qëllime të caktuara; lidhje. *Liga komuniste marksiste-le-niniste. Liga Ndërkombëtare e Kryqit të Kuq. Liga e Prizrenit. vjet.* Lidhja Shqiptare e Prizrenit.
LIGËSI,~A. *sh.* ~, ~TË. I. Të qenët i Iig, vetia e atij që është i keq; shpirtligësi. *E shihte me ligësi. E bëri nga ligësia.*

*2. zakon. sh.* Sjellje a veprime të pandershme e të ulëta, punë të liga; e ligë, e keqe. *Kemi parë shumë ligësi nga fashistët. la numëroi të gjitha ligësitë. Ka bërë shumë ligësi.*
*3. shih* LIGËSHTI, ~A s.
LIGËSISHT *ndajf. libr.* Me ligësi, si njeri i Iig; me qëllim të keq. *U soil ligësisht. la bëri ligësisht.*
LIGËSOHEM *vetv.* I. Ligem, dobësohem, hiqem, tretem. *U ligësua në trup.*
2. *vet. veta III.* Keqësohet, prishet. *U ligësua moti.*
*3. fig.* Ligështohem; me bie të fikët.
LIGËS0J *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lig. dobësoj. *E ligësoi sëmundja.*
*2, vet. veta III.* Keqëson, prish. *E ligësoi kohën era e jugut.*
3. *fig.* Ligështoj.
LIGËSUAR (i,e) *mb.* I ligur, i dobësuar, i hequr, i tretur. *Me trup të ligësuar.*
LIGËSHTI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i lig-shtë; gjendja e atij që është i ligshtë, dobësi. *Nuk ka asnjë shenjë ligështie.*
*2.*. Diçka që e mundon njeriun dhe e bën të vuajë; brengë; e keqe. *Ka një ligështi përbrenda (në zemër).*
3. Sëmundje e rëndë dhe e gjatë. *Ka ligështi të vjetër.*
*4.* Të fikët. *erdhi (i ra) ligështi.*
5. Dobësim i guximit, lëshim zemre, mungesë bu-rrërie.
LIGËSHTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve LIGËSHTOJ, LIGËSHTOHEM. *Ligështim shpirtëror. E ka nga ligështimi.*
2. *shih* LIGËSHTI, ~A i.LIGËSHTOHEM *vetv.* 1. Dobësohem nga trupi, hiqem, tretem; me priten fuqitë.
2. Bie nga shëndeti, sëmurem.
3. *fig.* Me lëshon zetnra e mposhtem nga vështirë-sitë a nga fatkeqësitë, vritem shpirtërisht; humbas guximin, trembem; prekem thellë nga diçka e dhimb-shme dne nuk e mbaj dot veten. *Nuk ligështohet as-njëherë. Nuk i duron dot të qarat, ligështohet shpejt. Burrat (trimat) nuk ligështohen.*
4. Me bie të fikët; me vjen ligështi.
5. *vet. veta III.* Humbet pjellorinë, varfërohet. *Toka do pleh, përndryshe ligështohet.*
• Iu ligështua (iu lig) ora *dikujt vjet. shih tek* ORË,~A ii.
LIGËSHTOJ *kal,,* ~OVA, ~CAR. 1, *vet. veta III.* la dobëson trupin, ia pret fuqitë; *kund.* shën-dosh. *E lig(shtuan ethet. I ligështoi vapa.*
*2.* E sëmur.
3. *fig,* Bëj që dike ta lëshojë zemra, e vras shpirtërisht; e bëj të humbasë guximin e të trembet; c prek thellë në shpirt dhe e bëj të mos e mbajë dot veten. *E ligështuan fatkeqësitë. Ia ligështoi zemrën* a) e preku thellë në zemër; b) ia dobësoi guximin e vendosmërinë.
4. E bëj të humbasë pjellorin8, e varfëroj (token).
LIGËSHTUAR (i,e) *mb.* 1. I dobësuar nga të pa-ngrënët ose nga një sëmundje; i pafuqi, i pafuqishëm; *kund.* i shëndoshur,
2. I sëmurë, i pamundur.
3. Që e ka lëshuar zemra; që është vrarë shpirtërisht; që e Va humbur guximin, i trembur; që është prekur thellë në shpirt e nuk e mban dot veten. *E gjeti mjaft të ligështuar.*
4. Që ka humbur pjellorinë, që është varfëruar. *Tokë e ligështuar,*
L,IGËT (i,e) *mb. bised.* I lig, i dobët; i dobësuar, I hequr, *Mish i ligët. Tokë e ligët. Ishte shuirië i ligët.*
UGOSH,~E *mb. përk. shih* LIG (i), ~Ë (e) i,$_2$.
L,IGSHT *ndajf.* 1. Në gjendje të keqe shëndetësore, keq. *Ishte ligsht,*
2. Sëmurë.
. 3. Në gjendje të keqe shpirtërore; në gjendje shumë të vështirë, në hall të madh, shumë ngushtë; keq. *Ka qenë ligsht. E zuri ligsht,*
4. Me ligësi; në mënyrë jo të ndershme e të ulët. *Veproi ligsht.*
5. Rrëmujë; ters, keq. *Punët i shkojnë ligsht.*
•*k* I erdhi ligsht a) i erdhi keq për dike a për diçka, iu dhimb shumë; b) i erdhi të fikët; i erdhi ligështi.
LIGSHTË (i,e) *mb.* 1. Që është i dobët nga trupi, i brishtë, i pafuqi.
2. Që nuk është mirë me shëndet, i pamundur, i sëmurë.
3, Që është tepër i hollë a i dobët dhe këputet shpejt, i dobët. *Tra i ligshtë. Pe i ligshtë.*
LiGUR (i,e) *mb.* I dobësuar nga të pangrënët, nga një sëmundje etj., i hequr, i tretur. *Kqfshë e ligur. Me trup shumë të ligur,*
LIGUSTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot. shih* VOSHTËR,~RA. *Ligustra e rëndomtë. Ligustër japoneze.*
LIGJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Normë, rregull që vendoset nga organi me i lartë i pushtetit shtetëror dhe që është e detyrueshme për të gjithë organef shtetërore dhe për të gjithë shtetasit. *Ligjet e shtetit. Ligji mbi zgjedhjet. Njohja e ligjeve. Zbatimi i ligjit. Sipas ligjeve në fuqi. Është vendosur me ligj. Është në përputhje (në pajtim) me ligjin. Është jashtë ligjit* nuk është në pajtim me ligjet; nuk mbrohet nga ligjet në fuqi; nuk e lejon ligji.
2. Rregull, normë që e pranojnë dhe e zbatojnë të gjithë si diçka të përgjithshme a të detyrueshme. *Ligjet e mirësjelljes. Ligje të pashkruara. Fjala e Partisë është ligj. I tillë ishte ligji i luftës. Imperialistët veprojnë sipas ligjeve të xhunglës.*
3. *filoz.* Lidhje e breiidshme, e qenësishme dhe e domosdoshme ndërmjet sendeve e dukurive të natyrës e të shoqërisë, që përcakton zhvillimin e tyre dhe e bën procesin botëror një të tërë të vetme. *Ligjet e përgjithshme (e veçanta). Ligjet e zhvillimit të natyrës e të shoqërisë. Ligjet e luftës së klasave. Ligji i zhvillimit objektiv. Ligjet e lëvizjes. Ligjet themelore të ndërtimit të socializmit.*
4. *spec.* Përgjithësim që nxirret duke vëzhguar e studiuar dukuritë e natyrës e të shoqërisë dhe duke zbuluar në to atë që është e përbashkët, e rregull-sishme dhe qenësore. *Ligji periodik. kim. Ligjet e shkencës. Ligjet e materializmit dialektik e historik. Ligjet e fizikës. Ligji i ruajtjes së energjisë. fiz. Ligji i vlerës (i mbivlerës). ek. Ligji i mohimit të mohimit. filoz. Ligjet e fonetikës. gjuh.*
5. *fet.* Sistem rregullash që feja kërkon të zbato-hen verbërisht nga besimtarët. *Ligjet hyjnore. Ligjet e fesë. Ligjet e kristianizmit.*
6. *bised.* E drejtë. *dha ligj atij. Ka ligj të mos e dojë. Kështu nuk ke ligj.*
•*k* Bio ligjin *keq.* vendos çdo gjë vetë pa pyetur asnjeri dhe pa përfillur rregullat e caktuara, ç'thotë ai bëhet. E ka ligjia në teh të shpates *shih te* SHPATË,
LIGJBËRËS,~J *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ligjvënës.

LIGJBËRËS,~E *mb. vjet.* Ligjvënës. *Fuqia (e drejta) ligjbërëse.*
LIGJDHËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ligjvënës.
LIGJDHËNËS,~E *mb.* Ligjvënës. *Këshilli (trupi) ligjdhënës.*
LIGJE,~T . *vet. sh. vjet.* Fjalët a vargjet që grate i numëronin një të vdekuri kur e vajtonin. *E qanin me ligje.*
LIGJËRATË,~A I . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fjalim pIr një çështje politike, ideologjike a shoqërore, që mbahet përpara një grupi të madh dëgjuesish. *Li-gjëratë e gjatë (e bukur). Mbajti një ligjëratë.*
2. Mësim për një temë të caktuar që zhvillohet nga pedagogu në shkollat e larta; leksion. *Cikël li-gjëratash.*
3. Kuvend, bisedë. *Ligjëratë e këndshme. Ligjërata e plakut.*
4. *gjuh.* Ligjërim; e folme. *Ltgjëratë e shkruar (e folur). Ligjërata e zakonshme (e bisedave të përdit-shme). Ligjërata e Shqipërisë së Mesme. Ligjërata e Matit.* Ligjëratë e drejtë *gjuh.* forme e ndër-timit sintaksor të ligjërimit, në të cilën ai që flet a shkruan përsërit fjalë për fjalë, pa asnjë ndryshim ato që ka thënë një tjetër ose që ka thënë vetë me pare, duke i veçuar si fjali me vete. Ligjëratë ë zhdrejtë (e tërthortë) *gjuh.* forme e ndërtimit sintaksor të ligjërimit, në të cilën ai që flet a shkruan i riprodhon fjalët e një tjetri ose fjalët që ka thënë vetë më parë pa bërë ndryshime në përmbaj-tje, por me ndryshime në forme, duke mos i veçuar si fjali me vete. Pjesët e ligjëratës *gjuh.* kategoritë themelore leksiko-gramatikore, në të cilat grupohen të gjitha fjalët e gjuhës sipas kuptimit leksikor dhe veçorive të tyre gramatikore (p.sh. emri, mbiemri, numërori, përemri, folja, ndajfolja, para-fjala etj.).
LIGJËRATË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Vajtim me ligje i një të vdekuri nga grate. *E ëma nisi ligjëratën.*
LIGJËRI,~A i *sh:* ~, ~TË *vjet. I,* Fjalë. *IVuk mund të thuhet me ligjëri.* 2. Këngë vaji; elegji.
LIGJËRI,~A II . *sh.* ~, ~TË *vjet.* 1. Le-gjislacion; ligjshmëri.
2. *vet. nj.* Drejtësi. *Njeriu i ligjërisë.*
LIGJËRlM,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sjpas kuptimeve të foljeve LIGJËROJ i, LIGJË-ROHEM *i.*
2. *gjuh.* Gjuha e gjallë kur e flasim a e shkruajmë, gjuha në çastin e përdorimit të saj nga njerëzit. *Gjuha dhe ligjërimi. Stili i ligjërimit.*
3. *gjuh.* Variant i gjuhës me disa veçori dalluese, që përcaktohen nga rrethanat në të cilat bëhet kum-timi dhe nga qëllimi i kumtimit; stil i gjuhës; mënyrë të foluri; mënyra e shqiptimit në të folur. *Ligjërimi letrar* ligjërim i normëzuar që përdoret nga njerëzit e shkolluar, gjuhë letrare. *Ligjërimi bisedor. Ligjërimi libror. Ligjërimi poetik. Ligjërimi i thjeshtë. Ligjërimi dialektor. Ligjërim tregimtar. Ligjërim i plotë (i lire). Ligjërim i hollë (i trashë).*
4. E folme; gjuhë. *Ligjërimi i krahinës (i fshatit). Ligjërimet shqiptare të Atikës (të Italisë).*
5. Kuvend, bisedë. *U mblodhën në ligjërim.*
6. *fig.* Zëri i disa zogjve që këndojnë ose cicërojnë bukur, kënga e zogjve; shushurimë a fëshfërimë e ëmbël që të ngjall kënaqësi. *Ligjërimi i bilbilit. Dë-gjohej ligjërimi i lumit (i drurëve, i pyllit).*
LIGJËRIM,~I II *m.* Ligjësim. *Ligjërimi i një vendimi. U paraqit për ligjërim.*
LIGJËRIM,~I in *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LIGJËROJ m, LIGJË-ROHEMn.
2. Vajtim i një të vdekuri me ligje, ligje. *E qanë me ligjërime.*
,LIGJËRIMOR,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me li-gjërimin, i ligjërimit. *Kumtimi tigjërimor.*
LIGJËRISHT *ndajf. libr.* Nga ana ligjore, nga pikëpamja ligjore; me ligj, sipas rregullave e nor-iriave të vendosura me ligj; në mënyrë të ligjshme. *E vendosi ligjërisht. U martua ligjërisht. I përket ligjërisht. I ka fituar ligjërisht të gjitha të drejtat. Jane vëprime ligjërisht të palejueshme.*
LIGJËROHEM *i vetv. bised.* Fias, kuvendoj, bisedoj; merrem vesh. *Ligjërohu me prindët (me vë-
llezërit)*!
LIGJËROHEM n *vetv. bised.* Ankohem për diç-ka, aahem te dikush. *Mjaft u ligjërove!*
LIGJËROHET. *Pës. e* LIGJËROJ u.
LIGJËROJ i *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Flas;
flas bukur. *Ligjëro, shoku Enver, Ligjëro, bilbili ynë. kr. pop. Ligjëron bukur. Ligjëron shqip. Ligjëronin me zë të ulët. Nuk i ligjëron goja.*
2. *kal.* Lexoj ose e them përmendësh e bukur një pjesë artistike përpara të tjerëve, recitoj; *vjet.* lexoj. *Ligjëroi një vjershë.*
3. Mbaj një ligjëratë a fjalim përpara një grupi të madh dëgjuesish.
4. Shqyrtoj një çështje për të nxjerrë në shesh të drejtën; e kuvendoj, e pleqëroj. *E kishte zgjedhur fshati për të ligjëruar.*
5. *vet. veta III fig.* Këndon a cicëron bukur (për disa zogj); shushurin a fëshfërin ëmbël. *Ligjëron bilbili (kryeartëza). Ligjëron lumi. Ligjërojnë gjethet (drurët).*
• I ligjëron zemra është shumë i gëzuar, i këndon zemra.
LIGJËROJ n *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. *shift* LIGJËSOJ *u E ka ligjëruar statuti.*
2. Vendos a urdhëroj si dua vetë, e kërkoj diçka si me ligj; bëj ligjin. *Në fshat vetëm ai ligjëronte.*
LIGJËROJ in *kal.,* ~OVA, ~UAR. Qaj me
ligje një të vdekur.
LIGJËRUAR (i,e) *mb.* I ligjësuar. *Dokument i ligjëruar.*
LIGJËRUES,~I *i m. sh.* ~, ~IT. 1. Folës; gojtar.
2. Ai që lexon ose e thotë përmendësh e bukur një pjesë artistike, recitues; *vjet.* lexues. *Ligjërues i zoti. Ligjëruesit e gazetës.*
3. Ai që mban një ligjëratë a fjalim përpara një grupi të madh dëgjuesish.
LIGJËRCES,~I II *m. sh.* ~, ~IT. Ligjvënës. *Është pasur parasysh nga ligjëruesit.*
LIGJËRUES,~E *mb.* 1. Që këndon a cicëron bukur, këngëtar (për disa zogj). *Zogjtë ligjërues.*
2. *gjuh.* Që ka të bëjë me ligjërimin, i ligjërimit. *Veprimtaria ligjëruese* të folurit.
LIGJËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Ligjësori. *Ligjësi objektive. Ligjësitë e zhvillimit.*
2. *shift* LIGJSHMËRI,~A j,2.
LIGJËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LIGJËSOJ, LIGJËSOHET. *Ligjësimi i pushtetit të këshitlave nacionalçlirimtare.*
LIGJËSOHET. *Pës. e* LIGJËSOJ.
LIGJËSOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. I jap fuqi ligjore diçkaje, e bëj ligj; e vendos me ligj; vërtetoj zyrtarisht diçka. *E ligjësoi vendimin. Ligjësoi nën-shkrimin e dikujt.*

2. *shih* PËRLIGJ. *Ligjëson planet e tij.*
LIGJËSOR,~E *mb. libr.* Që ekziston, zhvillohet a ndryshon sipas ligjeve objektive; që kushtëzoheta varet nga veprimi i ligjeve objektive; që ka lidhjc të brendshme thelbësore e të domosdoshme, që ka lidhje shkaku a pasoje; që ka të bëjë me ligjet a me ligjësoritë objektive të natyrës e të shoqërisë. *Lidhje (dukuri) ligjësore. Zhvillim ligjësor. Rrjedhim ligjësor.*
LIGJËSORI,~A. *sh.* ~, ~TË. Të qenët e diçkaje dhe zhvillimi a ndryshimi i saj sipas ligjeve objektive; të qenët i kushtëzuar nga ligjet objektive; lidhje e brendshme thelbësore dhe e domosdoshme te dukuritë e natyrës e të shoqërisë, lidhje shkaku e pasoje. *Li-gjësori objektive (e brendshme). Ligjësoritë e natyrës e të shoqërisë. Ligjësoritë e zhvillimit. Përcaktoj (zbu-loj, nxjerr) ligjësoritë.*
LIGJËStJAR (i,e) *mb.* Që ka marrë fuqi Hgjore, që është bërë ligj; që është vendosur me ligj; që është vërtetuar zyrtarisht. *Dokument i ligjësuar. Nënshkrim \i ligjësuar.*
LIGJIM,~I i *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LIGJOJ 1, HGJOHEM.
2. Diçka që vërteton se dikush është i pafajshëm, shfajësim.
LIGJIM,~I ii m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LIGJOJ n, LIGJOHET.
LIGJOHEM *vetv.* 1. *fet.* Rrëfehem, kungohem e lyhem me vaj të bekuar nga prifti përpara vdekjes që të me falen mëkatet (sipas paragjykimeve fetare; në vendet ku vepron kisha e krishterë).
2. *Pës. e* LIGJOJ i.
LIGJOHET *vjet. Pës. e* LIGJOJ *u-*
LIGJOJ i *kal.,* ~OVA, ~UAR *vjet.* 1. *jokal.* Flas, ligjëroj. *Nisi të ligjojë.*
2. I jap të drejtë dikujt; e nxjerr të pafajshëm dike, e shfajësoj; përligj.
3. Ngushëlloj; mëshiroj. *S'kishte njeri që ta li-gjonte.*
4. *fet.* Pagëzoj. *ligjonin në kishë.*
LIGJOJ II *kal,* ~OVA, ~UAR *vjet.* Pranoj diçka si të vërtetë, vërtetoj; ligjësoj. *Nuk e ka ligjuar dija (shkenea).*
LIGJOR,~E *mb.* Që lidhet me ligjet dhe me zba-timin e tyre; që është pranuar a është njohur me ligj, që pajtohet me ligjin, që e jep Hgji, i ligjshëm. *Çështje ligjore. E drejtë ligjore. Veprim ligjor. Barazi Hgjore. ^iga pikëpamja (nga ana) ligjore.*
Mjekësia ligjore degë e mjekësisë që ndihmon organet e hetuesisë e organet gjyqësore për të sqaruar rrethanat e një krimi.
LIGJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është në për-puthje me ligjin, që bëhet sipas ligjit, që bazohet te ligji; që është njohur me ligj; ligjor. *Vendim (dokument) i ligjshëm. Veprim i ligjshëm. Trashëgimtar i ligjshëm. Qeveri e ligjshme.*
2- *fig.* Qe është me vend, i drejtë, i përligjur; i ar-syeshëm, plotësisht i kuptucshëm, i natyrshëm. *Kre-nari e ligjshme. Kërkesë e ligjshme. Shqetësim (zemërim, kundërshtim) i ligjshëm.*
LIGJSHMËRI,~A . 1. Të qenët në përputhje me ligjin, të qenët i ligjshëm, karakieri i ligjshëm i diçkaje. *Ligjshmëria e vendimeve (e veprimeve).*
*2.* Zbatimi i përpiktë i ligjeve në fuqi në gjithë jetën e veprimtarinë shoqërore, sigurimi me ligj i të drejtave të qytetarëve dhe i plotësimit të detyrave nga ana e tyre. *Ligjshmëria socialiste. Ligjshmëri revolucionure. Forcimi i ligjshmërisë. Mbrojtja e ligjshmërisë. Shkelja e ligjshmërisë.*
3. Ligjësori. *Ligjshmëri objektive (e brendshme)- Ligjshmëritë e zhvillimit.*
LIGJTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ligjvënës. LIGJTAR,~E *mb. vjet.* Ligjvënës.
LIGJVËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Organi me i lartë L pushtetit shtetëror që ka të drejtën të nxjerrë a të vendosë ligje.
2. Ai që merret me hartimin e ligjeve, ai që bën ligjet, legislator. *Ligjvënësit e lashtësisë.*
LIGJVËNËS,~E *mb.* 1. Që ka të drejtën të nxjerrë a të vendosë ligje, legjislativ. *Organ ligjvënës. Push-teti ligjvënës. Asamble ligjvënëse. Ka fuqi ligjvënëse.*
*2.* Që merret me hartimin e ligjeve, që bën ligjet. *Trupi ligjvënës.*
LIHEM. *Pës. e* LË. *Të mos lihet në harresë (pas dore)! I lihet shteg diçkaje.*
LIJIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LIJOJ, LIJOHEM.
LIJOHEM *vetv.* Me bie lia, me ngjitet lia. *U lijua rëndë.*
LIJOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I ngjit line dikujt. *la lijoi djalin.*
LIJOS *kal,* ~A, ~UR. Lijoj. LIJOSEM *vetv.* Lijohem. LIJOSJ E,~A. Lijim. LIJOSLR (i,e) *mb.* I lijuar.
LIJOSH,~E *mb.* 1. Që ka shenja lie në lëkurë, i vrarë lie. *Fytyrë Iijoshe.*
2. Që ka njolla të zeza brenda në palcën e drurit; që është pulla-pulla. *Pishë Iijoshe.*
LIJUAR (i,e) *mb.* Që e ka zënë lia, që i është ngjitur lia; që është vrarë nga lia në fytyrë, që i kanë mbetur shenjat e Hsë. *Fëmijë të lijuar. Me fytyrë të lijuar.*
LIK,~U *m.* 1. Sipërfaqe e rrafshët, rrafsh. *Liku i dheut (i tokës). Liku i detit. I shkoi plumbi për lik* e preku paksa, sa e fshiku, i shkoi rrëshqitas.
2. *si ndajf.* Rrafsh. *E preu lik me dheun bar in (mis-rin, grurin). U be lik me token. E mbushi lik. Erdhi tumi lik e lik.*
3. *si ndajf.* Drejt, mes për mes; tamam. *ra malit lik përpjetë. I ndeshën shpatat lik. E qëlloi lik në zemër (në kokë, në sy). 1 ra fjalës lik në të. I ra lik përmes. E ndau lik përgjysmë.*
4. *përd. parafj.* Rrëzë; afër. *E korri grurin (misrin) lik tokës.*
*-k* Shpëtoi për lik shpëtoi për pak gjë, shpëtoi për një fije, shpëtoi për një qime.
LIKARDHË,~A . *mjek.* Lia e dhenve, lia e bar-dhë. *Puçrrat (flluskat, shenjat) e likardhës. I ka dale likardha. E kaloi likardhën.*
LIKATË,~A. j;.~ A, ~AT. Shkul i vogël penjshpër të qëndisur etj.; çile. *Likatë penjsh. Bleni ndahet në likata.*
LIKEN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë e ulët, që përbëhet nga një kërpudhë e nga alge, të cilat bashkë-jetojnë e formojnë një organizëm të vetëm mbi lë-voret e drurëve, mbi gurë e shkëmbinj, nepër mure etj.; shpërgëti; në *sh.* grup bimësh të këtilla. *Likeni i verdhë. Llojet e likeneve.*
LIKER,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pije alkoolike e ëmbël ilhc e forte, e cila përmban zakonisht ndonjë lëng pemësh. *Liker dardhe (qershie, vishnje, manaferrash, thane). Fabrika e Hkereve. Gotë likeri. I nxori një liker.*
LIKOGJONE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET *kra-hin.* Kërbishtet, kryqet. *ranë likogjonet. I ngriti li-kogjonet dik uj t.*

LIKTYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kashtë e dre-dhur që përdoret për të lidhur duajt e grurit, të misrit etj., lidhje kashte; dy tri thupra të njoma, që për-dridhen e përdoren për të lidhur një barrë dm a diçka tjetër. *Liktyrë thekre. I Hdhi me liktyrë.*
~*k* U be liktyrë u dobësua shumë, u tret.
LIKUIDATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *tibr.* 1. Ai q|ë përpiqet të asgjësojë Partinë dhe të pengojë vëprimtarinë e saj, duke ndjekur rrugën e oportu-njizmit (gjatë Lëvizjes Nacionalçlirimtare dhe në vitet ej para pas Çlirimit të Shqipërisë); ai që merret me veprimtari minuese kundër Partisë dhe kundër in-teresave të popullit e të revolucionit socialist.
2. *hist.* Përkrahës i një rryme politike reaksionare n6 gjirin e Partisë Punëtore Social-demokrate Ruse (në vitet 1908-1912), që synonte të asgjësonte partinë ilegale të proletariatit duke e kufizuar veprimtarinë e saj brenda formave legale.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Grup li-kuidator. Veprimtari Hkuidatore.*
LIKUIDIM,~I *m. sh.* ~E. ~ET *libr.* Veorimi sipas kuptimeve te foljeve LIKUIDOJ, LIKUIDOHEM.
*Likuidimi i dallimeve nlidis fshatit e qytetit. Likuidimi i regjimit të pushtimit.*
LIKUIDOHEM *libr. Pës. e* LIKUIDOJ.
LIKUIDOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Shlyej. *Likuidoi llogarinë në bankë. Likuidoi huanë (borxhin).*
2. Zhduk, asgjësoj. *Likuiduam tradhëtarët (ar-mikun).*
LIKURlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zoo.* Tetë-këmbësh.
LILAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Jargavan. *Ngjyrë lilaku. Erë lilaku. Kopsht me lilakë.*
LILË~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Hallkë prej me-tali që kanë disa thika xhepi në dorëz për t'u kapur në një zinxhir etj.; hallkë a unazë zinxhiri. *Lila e thikës (e,briskut). Lilat e zinxhir it.*
2. *vet. sh.* Prangat, vargonjtë. *vuri lilat. I këputi lilat.*
LILTH,~I *m. anat.* Njerith. *ra lilthi.*
LIMI4Nf~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Gji i vogël në breg të detit, të Iiqenit a të një lumi të lundrueshëm, i rnbrojtur nga natyra dhe i pajisur me ndërtime e me mjete të posaçme për të qëndruar aty anijet kur ngarkohen a shkarkohen, kur lënë a marrin udhëtarë, kuii kanë nevojë të mbrohen nga stuhitë etj.; vendi
ku ngarkohen e shkarkohen anijet, port, skelë; qy-teti ose Iagjja që ndodhet pranë këtij vendi. *Lintan i mbyllur (i hapur, i vogël, i madh). Hyri anija në liman. Banon në liman.*
*2. fig.* Vendi i qëndrimit e i prehjes së diçkaje. *Limani i dëshirave e i ëndrrave të dikujt. Limani i pleqërisë së bardhë.*
3. Pellg i madh me ujë, liqen. *U be fusha liman me ujë.*
LIMANOR,~E *mb. libr.* Qëkatëbëjë me limanin, i limanit; që është i përshtatshëm për limane, që ka limane; që është ndërtuar pranë një limani. *Bregdet limanor. Qytet limaror. Ndërtimet (pajisjet) limanore.*
LIMBË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë qelqI e thellë me kapak, që përdoret për t'u nxjerrë miqve reçel ose ëmbëlsira të tjera. *Një limbë me reçel (me Hokum, me gliko).*
2. Pjatë.
LIMËR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Strofull që bëjnë disa kafshë në pyll të dendur ose thellë nëpër shkurre, zakonisht mbi tokë. *Limeri i derrave të egër. E gjeti (e vrau) në limer.*
2. *vjet.* Vend i fshehtë ku rrinin hajdutët për një kohë të gjatë, strofulla e hajdutëve; vendi ku stre-hohej dikush për t'u ruajtur nga ndonjë rrezik. *Limeri i hajdutëve (i komiiëve). Fshiheshin nëpër Hmere.*
3. *fig.* Shesh. *Limer luftërash të përgjakshme.*
*4. fig. keq.* Vend i rehatshëm dhe i qetë që zë dikush, qoshe. *Ka gjetur limer. Do nxjerrë nga limeri i tij.*
5. *vjet.* Liman. *Limeri i anijeve.*
LIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Përdorëse prej çeliku, e gjatë e shpatuke ose në trajtë tjetër, me faqe dhëmbë-dhëmbë, që shërben për të ngrënë sende prej metali a prej druri dhe për t'i bërë të sheshta, të. lëmuara, të mprehta etj. *Lime katrore (rrethore, gjysntërrethore, e sheshtë, e rrumbullakët, trekëndëshe, e drejtë). Lime e hollë* lime me dhëmbëza të imëta. *Lime e ashpër* lime me dhëmbëza të rralla e të mëdha. *Lime hekuri (druri). Lime sharre. Mpreh thikën (së-patën) me lime. E hëngri me lime* e Iimoi. *dha lime d i ç k aje* e Iimoi.
2. *krahin.* Limëz misri, sharrë, *E shkoqi me lime.*
jtr U be lime *diçka* mbeti fare pa njeri a pa oren-di, mbeti e zbrazët. E bëri lime *d i ç k a* e shembi krejt, e bëri rrafsh me token; e preu deri në rrëzë diçka. I ra me lime i mendoi mirë fjalët përpara se të fliste, i rnati mirë fjalët, nuk fo!i kot me kot; foli hollë. I dha lime *diçkaje* e përpunoi mirë diçka, e bëri të përkryer, e Iimoi. Ka lime të forte *d i k u s h* është i aftë t'i bindë njerëzit, çshtëi zoti t'ua mbushë men-djen të tjerëve, ka zdrukth të forte. E ka zemrën prej lime a) është shumë i duruar; b) është zemërgurit, nuk i vjen keq për askënd e për asgjë. S'e kapte as sharra, as lima *shih te* SHARRË,~A. Ndiej një lime në zemër me ther shumë në zemër, me mundon së tepërmi diçka. Lima e butë të ha *tiutëfj. u.* thuhet për një njeri që vepron pa u ndjerë e ngadalë dhe të bën të keqen..-..-,
LlMËT (i,e) *mb.* I lëmuar. *Lëkurë e limët.*
LIMËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog. e* LIMË,
~Ai...
2. Misërishte e përcëlluar, që përdoret për të shko-qur kallinjtë e misrit, sharrë misri. *Limëz misri. E shkoqi me limëz.*
LIMFATIK,~E *mb. anat.* Që ka të bëjë me lim-fën, që lidhet me limfën, i limfës; që është i mbushur me limfë, që ka limfë; që prodhon limfë. *Gjëndrat limfatike. Enët (rrugët) limfatike. Nyjë (qeskë) Hm-fatike.*
LIMFË,~A . 1. *anat.* Lëng pa ngjyrë që mbush hapësirat ndërmjet indeve e qelizave të trupit të nje-riut e të kërbishtorëve; gjak i bardhë. *Limfa e njeriut. Limfa e kafshëve kërbishtore.*
2. *bot.* Lëngu që qarkullon brenda trupit të bi-mëve dhe që përbëhet nga uji e nga kripëra të ndrysh-me. *Limfë organike (joorganike). Limfa e drurit.*
LIMIJIR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Vegël e metaltë e bakërpunuesve, që mund të futet brenda në enët me grykë të ngushtë dhe që shërben si mbështetje kur rrahin fundin e tyre me çekiç nga jashtë për ta ndre-qur. *E vuri në limijir.*
LIMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-t,imeve të foljeve LIMOJ, LIMOHEM.
LIMIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. *shih* CAK,
~U;_4, 8,9. *Limit i caktuar. Limitii mallrave. Limit i lrtadhësif.~. mat. Limiti i një shuttle. Investimet nën limit, ek.*

2. *si mb,* ~, ~E. Që është brenda kufirit të caktuar ose të pranuar; që është në cakun me skajor, më të fundit. *Çmimi limit. Vlefta limite. Pike limitë.*
LIMOHEM *vetv.* 1. Lëruohem. *2. Pës. e* LIMOJ.
LIMOJ *kal.,* ~OYA, ~TJAR. E ha diçka me lime, e punoj me lime. *Limoj hekurin (çelësin).*
LIMON,~I *m. sh. —%* ~ËT. 1. *bot.* Agrume me gjetlie gjithnjë të gjelhra, që bën kokrra vezake në ngjyrë të verdhë të çclur; kokrra e këtij druri me lë-vore të trashë, me lëng të thartë e me ere të mirë. *Lule (gjethe, kokërr) limoni. Lëkurë limoni. Lëng limoni. Erë limoni. Ngjyrë limoni* ngjyra e verdhë e çelur. *Çaj me limon. Supë me limon. Shtrydh limonin.*
2. *përd. mb.* Që ka ngjyrë të verdhë të çekir si ajo e limonit të pjekur. *Ngjyrë limon. Fustan Union. Ka limon.*
3. *përd. mb.* Shumë i verdhë; shumë i thartë. *V be limon në fytyrë. Supa ishte limon.*
4. *përd. ndajf.* Shumë. *Limon i verdhë. Limon i thartë.*
• Limon i shtrydhur *shih te* SHTRYDHUR (i,e). Nuk hahet as me limon *dikush* është njeri aq t keq sa nuk durohet dot. S'prishet dasma për një limon (për një qepë) *fj.it. shih te* DASMË,~A. L i m o “ i ëmbël *bot.* Hoj limoni që bën kokrra vezake pak si të rrumbullakëta e të ëmbla.
LIMONADË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pije freskuese e athët, që bëhet me lëng limoni, me ujë e me sheqer; një gotë a një shishe me këtë pije. *Shishe limonade. Një gotë limonade. Piu dy limonada.*
LIMONASHTRYDHËS,E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë e vogël si kupë, që ka në mes një të dale të dhëm-bëzuar dhe që përdoret për të shtrydhur limonë, por-tokalle etj., shtrydhëse limonësh. *Limonashtrydhëse qelqi.*
LIMONfSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e mbjellë me limonë; ngastër toke e mbjellë me limonë. *Limonishtat e kooperativës.*
LIMONTË (i,e) *mb.* Që ka ngjyrë të verdhë të çelur, që është në ngjyrën e limonit të pjekur. *Ngjyrë e limontë. Lule të limonta. Dritë e limontë.*
LIMONTI,~A . 1. Gjendja e një njeriu që rri pa punë ose që e kalon kohën kot, të ndenjurit pa bërë asgjë; amulli, plogështi. *Ditë limontie.*
2. Gjendje plogështie shpirtërore, kur njeriut nuk i bën përshtypje asgjë dhe nuk kundërvepron ndaj ngacmimeve, pandjesi; moskokëcarje e plotë dhe mos-interesim për punën e për të tjerët; amulli shpirtërore. *Ra në limonti. E ka zënë një fare limontie.*
LIMONTOZ,~I *m.* Acid si pluhur i bardhë, me shije të thartë, që gjendet në kokrrën e limonit e të disa bimëve të tjera dhe që përdoret në industrinë ushqimore, për prodhimin e barnave të ndryshme etj.; toz limoni, acidi i limonit, acid citrik. *hedh limontoz. Tret pak limontoz.*
LIMUAR (i,e) *mb.* Që është ngrënë me lime.
LIMURINË,~A . *zakon. sh.* ~A, ~AT. Pluhur a tailash që del kur hamë me lime diçka prej metal i ose prej druri. *Limurina hekuri (druri).*
LINÇiM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LINÇOJ, LINÇOHEM. *Lin-*
*çimi i zezakëve..*
LINÇOHEM. *Pës. e* LINÇOJ.
LINÇ,.'OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E vras, e var a e c'.ieg dike pa i bërë gjyq (siç veprojnë bandat raciste e ^orgjezia reaksionare në SHBA ose bandat e tipit fashist në vendet e tjera kapitaliste për të asgjësuar zezakët dhe njerëzit përparimtare *c* revolucionarë.)
LIND,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin. I. shih* ENDË, ~A i-*Lindat e hardhisë (e mishit). Lindi i arrës.*
*2.* Maja e një plage që ka zënc qelb. *E shpoi në lind të plages.*
LIND *jokat.,* ~A, ~UR. 1. Dal në jetë nga barku i nënës; nis të jetoj, filloj veprimtarinë jetësore (za-konisht për njerëzit dhe në përgjithësi për qeniet e tjera të gjalla); *kund.* vdes. *Lindi në kohë. Lindi shta-tanik. I lindi një fëmijë. Ka lindur me 1941. Ku ke lindur? Ka lindur në Elbasan. Kane lindur qengjat e pare. S'ka lindur njeri i nxënë (i mësitar). fj. u. Nuk lind njeriu (burri) me mustaqe. fj.u.*
2. *kal.* Nxjerr foshnjën në jetë nga barku e lirohem nga barra, bëj fëmijë (për grate); pjell. *Lindi djalë (vajzë). Lindi binjakë (trinjakë). Ka lindur shumë fëmijë. Do të lindë së shpejti. V shtrua për të lindur. E lindi të vdekur.*
3. edhe *kal. vet. veta III fig.* Del në jetë dikush; e nxjerr në jetë dike; bëj që të jetë, të jetojë e të veprojë. *Epoka e Partisë ka lindur njerëz të mreku-llueshëm. Në token tone kanë lindur heronj. Në shtë-pinë e tyre kanë lindur vetëm trima. Lindi një poet i shquar. Nuk ka lindur burrë që të na frikësojë.*
4. *fig.* Dal në dritë, shpëtoj nga një e keqe e ma-dhe. *Ne lindëm kur lindi Partia. Lindi edhe një here.*
5. *vet. veta III.* Del në horizont, shfaqet në qiell (për trupat qiellorë e sidomos për diellin e hënën). *Lindi dielli (hëna). Dielli lind për të gjithë. fj. u. Dielli duket që kur lind. fj. u.6. vet. veta III* edhe *fig.* Del, nis jetën; ngrihet, themelohet, krijohet. *Partia lindi me 8 nëntor 1941. Shqipëria e re lindi me 1944. Lindi atje një qytet i ri. Lindi një industri e re (një uzinë e madhe). Marksizmi lindi në shek. XIX.*
7. *vet. ve ta III* edhe *fig.* Zë fill e nis të shfaqet diçka, del, vjen; krijohet; ngjallet; shkaktohet. *lindi da-shiiria (shpresa, dyshimi, dëshira, përshtypja). I lindi në ?emër. I lindi një mendim në kokë. Lindpyetja (çësht-ja)i Po të lindë nevoja. Lindin fjalë të reja.*
8. edhe *kal. vet. veta III.* I jep nismën diçkaje, krijjon, shkakton, sjell; del, vjen, rrjedh nga një ve-prirn a nga një gjendje e caktuar. *Dridhja e ajrit lind një zhurmë. Nga takimi i telave lind një shkëndijë. Nga e vogla lind e madhja (e vogla lind të madhen). fj.u.*
9. *vet. veta III ( z ak o nis ht me një trajtë t ë shkur t ër t ë përemrit v e tar në r. dh,ano r e ).* Me krijohet a me jepet mundësia për diçka. *ka lindur e drejta e pensionit.*
• I linden (i dolën) fletë (krahë) *shih te* KRAH,~U. Ka' lindur prej gurit është shumë i durueshëm, është zemërshkëmb. Ka lindur me këmishë (me yll) është njeri fatlumtur, i shkon mbarë çdo gjë, e gjen e mira vetë. Lindi (leu) e mbiu aty mbeti aty, nuk ikën, nuk shkulet. Si (sic) e ka lindur nëna lakuriq. Kane lindur për njëri-tjetrin shkojnë e përshtaten shumë ndërmjet tyre, sikur janë prerë për njëri-tjetrin. Ka lindur para shejtanit *keq. shih te* SHEJTAN,~I. Te lind (te len) e te perëndon në të gjithë vendin, gjithandej; në një hapesirë shumë të madhe. Sikur edhe vëllai të me lindë *shih te* VËLLA,~I. E bën vdekjen si të lindë *shih te* VDEKJE,~A. Ka lindur për atë punë është shumë i përshtatshëm për të bërë diçka, e bën shumë mirë një punë. I tregoi se nga lind dielli *iron,* e rrahu; e dënoi rëndë.
LINDEM *vetv.* 1. *shih* LIND $\mathrm{L}_{,7}$. 2. *Pës. e* LIND $_2$.

LINDËS,~E *mb.* 1. *vet. f.* Që lind foshnjë ose të voglin e saj; që ka lindur fëmijë ose të vegjlit e saj. *Nënë lindëse. Mëma lindëse.*
2. *si em. f.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Nënë, më-më. *Lindësja e jetës.*
3. *si em.* ~, ~I *m.sh.* ~, ~IT *vjet.* Prind. *Nuk i ka lindësit.*
LINDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LIND, LINDEM. *Lindje e lehtë (e vështirë). Lindje e parakohshme. Lindja e fëmijës. Vendi i lindjes* vendlindja. *Shtëpia (dhoma) e lindjes. Dita (koha) e lindjes. Dhimbjet (ethet) e lindjes. Leja e lindjes. Dhjetëvjetori i lindjes. Që në lindje* që kur lind. *Në ditët e para pas lindjes. Që nga lindja deri në vdekje.*
*l.bised.* Foshnja që lind nga nëna; *përmb.* njerëzit e barkut të vet, pasardhësit; trashëgimtarët. *Mamia pret lindjet. Thirri gjithë lindjen e vet.*
3. edhe?,ç'. Koha kur del a kur nis të shfaqet diçka, çasti kur krijohet, ngrihet a themelohet diçka; fillimi i veprimtarisë së dikujt a të diçkaje. *Që nga lindja e Partisë.*
*4.* Pika e horizontit nga lind dielli; ana që është në të| djathtë kur kthehemi me fytyrë nga veriu, drej-timi I përkundërt me perëndimin; vend (pjesë e një shteti a kontinenii, krahinë a tërësi krahinash, zone) që ndodhet në anën nga lind dielli. *Lindja e Largët (e Mesme, e Afërt). Lindja e Shqipërisë. Lindja e Evropës. Popujt e Lindjes. Në lindje të vendit (të qy-tetit, tëfshatit). E ka hyrjen nga lindja. Sheh (vështron) nga lindja. Fryn erë nga lindja. Vjen nga lindja.*
5. *bised.* Erë e thatë e pa reshje, që fryn prej anës nga lind dielli. *Fryn lindja.*
LINDOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me vendin ku ka lindur dikush, i lindjes. *Qyteti lindor. Vendi lindor* vendlindja. *Vatra lindore.*
2. *shih te* GJINOR,~E 3. *Organet lindore.*
3. Që gjendet në lindje, i lindjes; që është në lindje të diçkaje; që ka të bëjë me vendet në lindje të një vendi tjetër. *Pjesa (ana) lindore. Skaji lindor. Shqipëria Lindore. Evropa Lindore. Të folmet lindore të shqipes. Gjatësi gjeografike lindore. gjeogr.* largësia e një vendi nga ana e lindjes së mesditësit të Grinuiçit.
4. Që fryn nga lindja, që vjen nga lindja. *Erë lindore.*
5. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banori i pjesës lindore të një vendi; banor i vendeve të Lindjes.
LINDSHMËRI,~A. *libr. 1.* Aftësia për të lindur; pjellshmëria. *Lindshmëria e lartë (e ulët).*
2. Numri i lindjevejië një vend brenda një periudhe të caktuar ose në krahasim me numrin e popullsisë a me numrin e vdekjeve gjatë një kohe të caktuar. *Rritet (shtohet, ulet) lindshmëria.*
LINDUR (i, e) *mb. I.* Që ka lindur diku dhe është vendës po aty. *Banor (vendës) i lindur.*
2. edhe *fig.* Që e ka diçka që kur ka lindur e nuk e ka fltuar me vonë gjatë jetës. *Shtrembërim i lindur. anat. Reflekse të lindura.*
3. I vërtetë; i kulluar; që ka veti të tilla, të cilat e bëjnë shumë të aftë për një punë, që ka prirje të veçanta për diçka, shumë i zoti, shumë i aftë. *Atdhetar i lindur. Lojtar (artist) i lindur. Bujk (kopshtar, bteg-tor) i lindur.*
*4. si em.* ~, ~I (i) *m.sh.* ~, ~IT (të). Fëmijë që ka dale në jetë nga barku i nënës. *Numri i të lindurve.*
LINEAR,~E *mb. libr.* 1. Vijor.
2. *mat.* Që shtrihet në vijë të drejtë, që përlloga-ritet në rrafshin horizontal; i gjatësisë. *Përmasat lineare. Masat lineare* masat e gjatësisë. *Meter linear* meter gjatësie. *Shpejtësi lineare. fiz.* shpejtësia e lë-vizjes së pikave, e cila përcaktohet sipas gjatësisë së rrugës që bëhet brenda një njësie kohe.
LING,~U *m.* 1. Ecje e kalit, e mushkës ose e go-marit me hapa shumë të shpejtë, por jo me vrap. *E mori udhën me ling.*
*2.* Ngut, nxitim. *Iku (erdhi) me ting.*
3. *përd. ndajf.* Me ngut, me nxitim; lingthi. *Ikts ling. E mori ling punën.*
LINGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zile e vogël që ka tingëllimë të hollë e të qartë; zile bagëtish. *Lingë tunxhi. Linga e kalit (e mushkës). Bien lingat.*
*2.* Gjuhëza e ziles.
LINGËRI,~A . Luftë a përleshje e vogël dhe e shkurtër. *Bënë një lingëri.*
LINGRËNË *mb.* 1. Që i kanë mbetur shenjat e lisë në lëkurë, i vrarë lie. *Me fytyrë lingrënë.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.LINGTHI *ndajf.* 1. Me hapa shumë të shpejtë, me ling, zdrënkthi ( kryesisht për kafshët e ngarkesës). *Kali (rnushka, gomari) ecën lingthi.*
*Z.* Me ngut, me nxitim, më të shpejtë. *Iku lingthi. E bëri rrugën lingthi.*
LINGUIST, ~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* GJUHËTAR, ~I.
LINGUISTIKË,~A . *shih* GJUHËSI,~A.
LINO,~JA . Pëlhurë e hollë prej liri. *Këmishë (fustan) linoje.*
LINOLEUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pëlhurë e trashë, e mbuluar me një shtresë të hollë lëndësh që nuk e thithin lagështirën, e cila përdoret për të shtruar dy-shemetë, për të veshur muret etj. *Linoleum i verdhë (i kuq, i gjelbër, shumëngjyrësh). Linoleum i trashë (i hollë). Udhëza linoleumi. Shtroj me linoleum.*
LINOTIP,~I *m. sh.* ~E, ~ET *shtypshkr.* Makinë shtypshkrimi, që i radhit shkronjat në rreshta të plotë plumbi. *Radhit në linotip.*
LINOTIPlST,~I TO. *sh.* ~Ë, ~ËT *shtypshkr.* Punëtor shtypshkronje që radhit shkronjat në linotip, radhitës në linotip. *Reparti i linotipistëve.*
LINJË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Këmishë pëlhure e hollë, e gjatë dhe e gjerë, që e përdorin si veshje të sipërme ose të brendshme kryesisht grate fshatare; këmishë burrash, zakonisht prej pëlhure të bardhë, që e veshin kryesisht fshatarët. *Linjë e hollë (e bardhë, e thjeshtë, e qëndisur). Linjë grash. Linjë burrash. Linjë pëlhure (liri, pambuku, mëndaf-shi). Linjë me mëngë të gjata.*
2. Çarçaf prej pëlhure liri. *Shtroi linjat.*
3. Shami koke prej pëlhure të bardhë. *Lidhi kokën me linjë.*
• Doli linjës u çudit shumë, u habit jashtë mase. I vuri linjën *dikujt* e vuri nën vete dike, e vuri poshië, e mposhti. Rrinte si murga në linjë *shih te* MURGË,~A i.
LlNJË,~A n . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* VIJË, ~A 1,3,4,9-t3. *Linjë ajrore (hekurudhore). Linjë te-lefonike (telegrafike). Linjë elektrike. Linja e tensionit të lartë. Në dy linja. Shtrirja e linjave.*
*2. tek.* Sistem pajisjesh e makinerish të lidhura së bashku, të cilat kryejnë në varg punë të ndryshme për prodhimin e diçkaje. *Linjë teknologjike. Linjë prodhimi. Linja e petëzimit. Ngritja e linjave të reja.*

3. *bot.* Pasardhës i një bime, që është fituar nga vetëpllenimi i saj i detyrueshëm, zakonisht gjatë katër ose gjashtë breznish. *Linjë misri.*

LINJIT,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Lloj qymyrguri në ngjyrë kafeje të errët, që thërrmohet lehtë dhe jep me pak nxehtësi se llojet e tjera. *Vendburim linjiti.*

LINJTA,~T (të) . *vet. sh.* 1. Mbathjet, brekët. *Të linjta të shkurtra (të gjata). Dy pale të linjta.*

*2.* Veshjet e holla që vihen në mish (si këmisha, mbathjet, fanellat etj.), rrobat e brendshme, ndë-rresat. *Ishte në të linjta. Po lante të linjtat.*

Të leshtat e të linjtat *shih te* LESHTË,~A(e).

LINJTË (i, e) *mb.* Që është prej liri; që është pu-nuar me fije a me pëlhurë liri. *Pëlhurë e linjtë. Litar i linjtë. Rroba (petka) të linjta. Rip (shall) i linjtë. Thes i linjtë. Rrjetë e linjtë.*

LIPS *jokal.,* ~A, ~UR *bised. keq.* I. *shih* LIP-SEM ]. *Lipsingafshati.*

*2. kal.* E flak tutje dike, e përzë, e dëboj, e shporr. *E lipsi nga shtëpia.*

LIPSAN,~I m. *sh.* ~E, ~ET dhe ~Ë, ~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. Kufomë. *tharë si lipsanë. I verdhë si lipsanë.*

*2. vet. sh.* Eshtrat, rrobat e sendet e tjera të një njeriu, që sipas besimeve të kota fetare quhej si i shenjtë; hiret.

• U be lipsanë a) u tret e mbeti kockë e lëkurë, u be kufomë; b) u zverdh shumë nga frika, u be dyllë i verdhë në fytyrë.

LIPSEM *vetv. bised. keq.* 1. Largohem nga një vend e shkoj diku; *kryes. veta III* zhduket, shporret, qërohet. *U lips një muaj nga shtëpia. M'u lips nga sytë. Lipsu që këtej!*

*2. Pës. e* LIPS.

• Lipsur qoftë! në djall të vejë!, s"ke ç'e do, s'ia vlen të mundohesh për të.

LIQ,~TË *m. vet. sh.* Pjesë e vegjës, që përbëhet nga dy shkopinj paralelë e një rrjetë fijesh të forta, të lidhura lak njëra me tjetrën, dhe që shërben për të ngritur disa fije të indit ose për të ulur disa të tjera; lisa. *Shkopi i liqve. Vegjë me dy liq (me katër liq). Ndërroj liqtë.*

*k* Bën në katër liq *dikush* vepron si të dojë; është i zoti e ia del në krye diçkaje. I bëjnë liqtë gojë *dikujt* gjen shteg për diçka. Ka mbaruar me liq e me shpatë a) ka rënë fare nga shëndeti, është do-bësuar shumë; b) ka rënë shumë nga gjendja ekono-mike.

LIQE,~JA *i f. sh.* ~E, ~ET *bot.* Xinë.

LIQE,~JA ii . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Shpërblim për një punë të kryer, hak; qira. *Kërkoi liqe. Mori liqen. Mori qetë me liqe. E pagoi liqen.*

LIQEN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pellg shumë i madh natyror ose artificial, zakonisht me ujë të ëm-bël, që është i rrethuar nga të gjitha anët me tokë. *Liqen i thellë (i cekët). Liqen malor. Liqen akullnajor. Liqeni i Shkodrës (i Pogradecit). Liqenet e Lures (e Dumresë). Liqeni i Ulzës (i Shkopetit). Liqeni artificial i Tiranës. Ujët e liqenit. Në brigjet e liqenit. Shëtit buzë liqenit. Lahen në liqen. Lundronte nëpër liqen.*

*-k V* be liqen u mbush plot me ujë, u be pellg i madh (kur vërshojnë ujërat, kur derdhet një sasi e madhe e diçkaje të lëngshme etj.).

LIQENOR,~E *mb. libr.* Që ka prejardhje nga liqenet e mëparshme; që është plot me liqene; që kalon nëpër liqen; i liqenit. *Ultësirë (rrafshnaltë) liqenore. Rërë liqenore. Grope liqenore. Zone liqenore. Vend liqenor. Kufiri liqenor.*

LIQENZË,~A . Era që fryn nga ana e liqenit. *Në Shkodër liqenza fryn nga veriu.*

LIQOS *kal.,* ~A, '~UR *vjet.* Jap ose man me qira. *Liqosi një shtëpi.*

LIRAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie lirës.LIRATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. Leje. *dha lirntë.*

2. Liri. *Liratë e plotë.*

LIRETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Njësia monetare bazë e Italisë, që ka njëqind qindarka, lire; monedhë që ka këtë vlerë. *Lireta ari (argjendi). vjet.*

iLIRË,~A i . 1. Vegël muzikore e përdorur që në kohë të lashta, me kasë të vogël e të përkulur në; të dy anët, me dy brirë që zgjaten prej saj dhe me kajtër deri shtatë tela në mes tyre. *Lira greke. Telat e fires. I binte lirës. Figura e lirës është emblema e miizikës.*

2. *fig.* Frymëzimi e krijimi poetik. *Nuk heshti as-njëherë lira e Naimit.*

LIRË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Njësia monetary bazë e Italisë, e Turqisë etj.; monedhë që ka këtë vlerë. *Lira italiane. Lira turke. Lire stërlinë* njësi monetare e Anglisë, funt stërlinë.

LIRË (i, e) *ntb.* 1. Që gëzon liri, që nuk është i pushtuar, i shtypur a i shfrytëzuar, që nuk është i robëruar; i pavarur; i çliruar. *Popull i lire. Vend (shtet) i lire. Krahinë (zone) e lire. Qytetar i lire. Jetë e lire. Shqipëria është e lire dhe e pavarur,*

*2.* Që nuk është i burgosur, i internuar ose i arres-tualr. *Ishte i lire.*

3. *hist.* Që nuk ishte skllav a bujkrob, por kishte të drejtën e pronësisë mbi token, mbi mjetet e punës e rhbi prodhimet, si dhe disa të drejta qytetare (në renbin skllavopronar e në atë feudal); që nuk i është nënshtruar sistemit të timareve e të çifligjeve (në ven-din tone gjatë pushtimit osman). *Fshatarët e lire dhe bujkrobërit. Fshatarësia e lire e malësive.*

4. Që ka të drejtën a mundësinë të veprojë sipas dëshirës së vet; që sillet a vepron në mënyrë të na-tyrshme, pa druajtje e pa ndonjë shtrëngim. *Njeri i lire. Është i lire të bëjë si të dojë. E ndjen veten të lire në skenë.*

5. Që është i lëshuar, që nuk mbahet i lidhur ose i mbyllur, që nuk pengohet. *Qentë janë të lire. Kuajt i lane të lire në kullotë.*

6^ edheJig-. Që nuk kufizohet, nuk pengohet a nuk ndalohet nga dikush a nga diçka. *Kalim (shteg) i lire. Zgjedhje të lira. Gjueti e lire. Det i lire* pjesa e detit ku anijet mund të lundrojnë lirisht si në hapësira asnjanëse. *Tregti (shitje) e lire. Bisedë e lire. Energji e lire. fiz. Pllenim i lire. bot. Kryqëzim i lire i bimëye. bot: Me sy të lire* pa përdorur mjete të tjera për të pare. *Shkëmbim i lire mendimesh. Rruga ishte e lire. Hyrja është e lire* mund të hyjë kushdo pa pasur ftese a biletë.

7.| Që bëhet lehtë e pa ndonjë vështirësi; që nuk ësht|ë ose nuk bëhet sipas disa rregullave a kërkesave të p;rera e të pandryshueshme; që mund të vendoset, të lëvizë a të ndryshojë sipas dëshirës e pa ndonjë kufizim. *Frytnëmarrje e lire. Lëvizje të lira. Përkthim i lire* përkthim që nuk bëhet fjalë për fjalë sipas ori-gjinalit. *Gjuajtje e lire, sport,* gjuajtje në futboll ose në basketboll, gjatë së cilës kundërshtari nuk ka të di"ejtë të sulmojë a të ndërhyjë. *Lojtar i lire, sport.* lojtar i vijës së mbrojtjes në lojën e futbollit, i cili nuk mbulon ndonjë lojtar të vijës së

sulmit të skua-drës kundërshtare, por u vjen në ndihmë mbrojtësve të skuadrës së tij kur u ikën ndonjë sulmues për të shënuar gol. *Mundje e lire, sport,* mundje, gjatë së cilës ata që ndeshen kanë të drejtë të kapin kundër-
shtarin në çdo pjesë të trupit, t'i përdredhin gjymtyrët etj. deri sa të mposhtet ndonjëri prej tyre. *Stil i lire, sport,* stil noti në garat e shpejtësisë, kur notarët mund të notojnë në mënyra të ndryshme. *Ushtrime me trup të lire, sport,* ushtrimt gjimnastikore që bëhen duke lëvizur pjesët e ndryshme të trupit në mënyra e në drejtime të ndryshme. *Ushtar i lire. shah,* ushtar në lojën e shahut, që nuk ka përpara në kolonën e tij ndonjë ushtar të anës kundërshtare. *Shkollë e lire ushtarake. usht.* forme e organizuar e përgatitjes ushtarake të qytetarëve të RPS të Shqipërisë sipas ndërmarrjeve a institucioneve, sipas zonave dhe sipas llojit të armës. *Togfjalësh i lire. gjuh. Theks i lire. gjuh. Rendi i lire ifjalëve. gjuh.* vendosja e fjalëve në fjali jo sipas një rendi të caktuar e të pandryshue-shëm. *Varg i lire. let. Trup i lire. fiz.* trup që lëviz në hapësirë kur vepron një force mbi të. *Rënia e lire e trupit. fiz.* rënia e një trupi nën veprimin e forces tërheqëse të Tokës ose nën ndikimin e forces së rën-desës.
8. edhe *fig.* I zbrazët, pa njeri a pa sende; që nuk është i zënë, që nuk përdoret nga ndokush e mund të shfrytëzohet nga ndokush tjetër a për diçka tjetër; që ka mbetur bosh dhe nuk është zënë ende nga dikush tjetër (për një vend pune në një institucion a ndër-marrje); *kund.* i zënë. *Dhomë (shtëpi) e lire. Kishte disa vende të lira në sallë. Hapësirë (fushë) e lire. Karrige e lire. Telefoni është i lire. Para (mjete monetare) të lira. fin. Vend i lire në organikë.*
9. Që nuk është i lidhur fort; që nuk është i shtrën-guar ose që nuk është i puthitur sipas trupit a pas një pjese të tij; i gjerë; *kund.* i shtrënguar; i ngushtë. *Rrip i lire. Lidhje e lire. I ka këpucët (rrobat) të lira.*
10. Që nuk është zënë me punë, me mësime ose me detyra të caktuara (për kohën); i pazënë me ndonjë punë; *kund.* i zënë. *Koha e lire. Ditën e kam të lire. Nuk kanë asnjë ore të lire. Sot jam i lire.*
11. *spec.* Që nuk lëviz pjesë të tjera të një me-kanizmi; që nuk lidhet a nuk bashkohet me ndonjë pjesë tjetër. *Rrotë e lire me dhëmbëza. mek. Thekë të lira. bot. Organ i lire. bot.* organ që nuk është i ngjitur me trupin e një bime.
12. *kim., fiz.* Që nuk është në lidhje kimike me diçka tjetër; që është ndarë nga atomet duke u zhven-dosur në hapësirën midis dy atomeve. *Gaz (oksigjen, azot, squfur) i lire. Elektron i lire. fiz.*
13. Që kushton pak, që shitet me çmim të ulët; i vogël, i ulët (për çmimin); *kund.* i shtrenjtë. *Prodhim (mall) i lire. Këpucë të mira e të lira.*
14. *fig.* Që nuk është i kursyer, që i lëshon. fjalët pa u përmbajtur; *kund.* i shtrënguar, i shtrenjtë. *lire në fjalë, i shtrënguar në hesap. fj. u.*
15. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1-3, 9, 11-14.
•*k* Me (iuar të lira pa pasur pengesë prej ndokujt, lirisht, sipas dëshirës. I ka duart të lira (ka dorë të lire) mund të veprojë si të dojë, nuk e pengon asgjë. Jeni i lire! *zyrt.* mund të shkoni!, mund të largoheni!, s'kemi me punë me ju! Në profesion të lire që merret vetëm me punë krijuese në fushën e letërsisë e të ar-teve dhe nuk ka ndonjë detyrë tjetër shtetërore (për anëtarët e Lidhjes së Shkrimtarëve e të Artistëve të RPS të Shqipërisë). Gjeti shesh (fushë) të lire *dikush* nuk e pengoi askush, pati mundësi të veprojë lirisht e pa vështirësi. E ka dorën të lire është dorëlëshuar. I la (i dha) dorë të lire *dikujt* e lejoi të bënte si të donte, i la liri veprimi, i dha mundësi të veprojëlirisht. Ka hyrje *ti* lire *dik u* hyn lirisht diku, nuk c pengon njeri të futet, vepron pa pasur ndonjë pen-gesë. I lë fushë (shesb) të lire *di k uj t a diçkaje* e lejon dike që të veprojë lirisht, nuk i nxjerr pengesa; lejon që diçka të zhvillohet lirisht. E la me këmbë të Bra *dike* e lejoi që të vepronte si të donte pa ndonjë kufizim. I lë rrugë të lire *dik uj t a diçkaje* e lejon dike a diçka që të kalojë, nuk e pengon; lejon që të zhvillohet lirisht diçka. I lire në miell, i shtrenjtë në krunde *fj. u. shih te* KRUNDE,~T.
LIRË *ndajf.* 1. Jo shtrënguar (për diçka të lidhur); pa u puthitur pas trupit ose pas një pjese të tij, gjerë, lirshëm; *kund.* shtrënguar; ngushtë. *E lidhi lire rripin. 1 nine rrobat (këpucët) lire.*
2. Jo shtrënguar, jo ngjeshur, lirshëm; *kund.* shtrënguar. *Jemi mjaft lire.*
3. Pa pengesa e pa vështirësi, lirisht, lirshëm. *Flet lire. Lexonte fare lire.*
4. Pa njerëz a sende të tjera brenda, bosh; *kund.* zënë. *Shtëpia ishte lire.*
5. Pa pasur ndonjë punë a pa shumë punë ose pa ndonjë detyrë tjetër; *kund.* zënë. *Sot jemi lire. Je lire apo zënë?*
6. Lëshuar. *Qentë janë lënë lire.*
7. Jo shtrenjtë; me çmim të ulët; *kund.* shtrenjtë. *E bleu lire diçka. Kushton lire. Të prodhojmë me shumë, me mirë e mi lire! Të ndër(ojmë shpejt, mirë dhe lire!*
LIRËSI,~A. Të qenët i lire; shitja e sendeve ose e prodhimeve të ndryshme me çmime të ulëta; *kund.* shtrenjtësi. *Lirësi e madhe. Lirësia e mallrave.*
LIRËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LIRËSOJ, LIRËSOHET.
LIRËSOHET *velv. libr.* 1. Bëhet më e lire diçka; i bie vlera a çmimi diçkaje; lirohet; *kund.* shtrenjtë-sohet.
2. *Pës. e* LIRËSOJ.
LIRËSOJ *kal.* ~OVA, ~UAR *libr.* E bëj më të lire diçka; ia ul vlerën a çmimin diçkaje; liroj; *kund.* shtrenjtësoj.
LIRËT (i, e) *mb.* Që është lidhur lirshëm, që nuk është shtrënguar fort; që nuk puthitet pas trupit a pas një pjese të tij; i lire, i lirshëm, i çlirët. *Nyjë (lidh-je) e lirët. Rrip i lirët. Rroba të lirëta. Jake e lirët.*
LIRËTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lirishtë, çeltirë.
LIRt,~A i . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i lire në jetë e në punë; mungesa e shtypjes, e varësisë dhe e kufizimeve që pengojnë, vështirësojnë e ndrydhin veprimtarinë politike e shoqërore të një klase a shtre-se të caktuar, të shoqërisë në tërësi ose të anëtarëve të saj; gjendja kur një vend nuk është i pushtuar dhe kur një popull rron i lire dhe i pavarur. *Liri politike (shoqërore, ekonomike). Liritë demokratike* e drejta e fjalës, e shtypit, e mbledhjes, e grumbullimit dhe e manifestimit publik. *Liri e plotë (e kufizuar). Liria e fjalës (e shtypit, e mbledhjeve). Lufta për liri e pa-varësi. E fituam (e mbrojmë) lirinë. Vdekje Fashizmit — Liri Popullit! S'durohet jeta pa liri. Liria i ka rrënjët në gjak. fj. u. Liria nuk dhurohet, por fitohet. fj. u. Liria nuk mbrohet me fjalë e me urata, por me harqe e me shpata. fj. u.*
*2.* Gjendja e dikujt që nuk është i burgosur, i in-ternuar a i arrestuar dhe gëzon të drejtat qytetare;
të qenët i lire. *Liria personate. U dënua me heqje të lirisë.*

3. *vet. nj. hist.* Gjendja e një njeriu, i cili nuk ishte skllav a bujkrob (në rendin skllavopronar e në atë feudal).

4. Mungesa e kufizimeve ose e pengesave në veprimtarinë e përditshme të dikujt ose në një fushë të caktuar; e drejta e plotë që i jepet dikujt për diçka; të qenët i lire në mendime e veprime. *Liria e mendi-meve (e pikëpamjeve). Liria e ndërgjegjes. Liri veprimi. Liria e martesës. I ka dhënë fëmijës liri të madhe.*

5. *vet. nj. filoz.* Mundësia e njeriut për të njohur dhe për të përdorur sipas vullnetit të tij ligjet objektive të zhvillimit të natyrës e të shoqërisë. *Liria dhe do-mosdoshmëria. Liria e vullnetit.*

I ka dhënë liri gjuhës *keq.* Met shumë e pa u men-duar mirë, nuk i vë fre gjuhës. Liria poetike *let.* heqje e shtesa tingujsh ose ndryshime të tjera gjuhësore në vargjet për të ruajtur ritmin, numrin e rrokjeve etj. Liria e detit të hapët e drejta e anijeve të shteteve të ndryshme për të lun-druar lirisht në det të hapët. Liria e hapësirës ajrore (liria e ajrit) e drejta e aeroplanëve të shteteve të ndryshme për të tiuturuar lirisht në një hapësirë ajrore të caktuar.

LIRl,~A n . *sh.* ~, ~TË. Jelja e kalit. *Liri e gjaië. Mbahej nga liritë.*

LIRIDALJ E,~A. *sh.* ~E, ~ET. Leja që u jepet ushtarëve për të dale jashtë repartit ose nxënësve të konvikteve për të shëtitur në qytet në ore të cak-tuara a në ditët e pushimit. *Letra (fleta) e liridaljes. Në kohën e liridaljes. Uy ore liridalje. Kane liridalje. I dha liridalje. E la pa liridalje.*

LIRIDASHËS,~E *mb.* 1. Që e do lirinë, që lufton për të fituar a për të mbrojtur lirinë; që frymëzohet nga dashuria për liri, që të ngjall dashurinë për liri. *Popuj (njerëz) liridashës. Forca liridashëse. Tradita Hridashëse. Përpjekje liridashëse.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).

LIRIDASHJE,~A . Dashuria për lirinë; lufta për të fituar ose për të mbrojtur lirinë.

HRlK,~E *mb.* 1. *let.* Që ka të bëjë me lirikën, që i përket lirikës, i lirikës; që shkruan vepra të kësaj gjinie. *Gjinia lirike. Vepër (poemë, poezi) lirike. Poet lirik. Nota lirike. Heroi lirik i poemës.*

2. *muz.* Që tingëllon ëmbël (për zërin e një kën-gëtari); që ka ëmbëlsi, që këndon me ndjenjë (për një këngëtar). *Muzikë (këngë) lirike. Artist (këngëtar) lirik.*

3. 5I *em.* ~, ~XJ *m. sh.* ~Ë, ~ËT *let.* Ai që kri-jon vepra lirike, poet lirik.

4. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *muz.* Këngëtar lirik.

• F I u t u r i m lirik *let. shih te* FLUTURIM,

LIRfK'Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT *let.* Gjini e letërsisë artistike e cila përfshin veprat që shprehin në vargje ndjenjat, shqetësimet, dëshirat e përjetimet e tjera të poetit; tërësia e veprave të kësaj gjinie, poezia lirike. *Lirika popullore. Lirika politike (filozofike, patriotike, qytetare, dashurore). Lirika e Naimit.*

LIRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjen-dja sipas kuptimeve të foljeve LIROJ, LIROHEM. *Lirimi i të burgosurve. Lirimi nga ushtria. Lirimi para kohe (me kusht). drejt. Provimet e lirimit. Dëftesë lirimi. E nxorën (doti) në lirim.*

2. *vjet.* Çlirim. *Lirimi i Shqipërisë. Dita e lirimit.*

LIRIPLOTË *mb.* 1. *poet.* Që ka liri të pJotë, që gëzon liri të plotë.

2. *zyrt., vjet.* Që bëhet me liri të plotë, krejt i lire. *Gjyq liriplotë e i paanshëm.*

LIRIPRCRËS,~E *mb. libr.* 1. Që sjell lirinë, çli-rimtar. *Ushtria liriprurëse. Luftë liriprurëse. 2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Çliritntar.

LIRISHKELËS,~E *mb. libr.* 1. Që shkel lirinë, lirishtypës.

2. *si em.* ~; ~I *m. sh.* ~, ~IT. Shkelës i lirisë, shtypës, tiran.

LIRlSHT *ndajf.* I. Pa e kufizuar veten ose pa u shtrënguar nga të tjerët, me vullnet të lire, pa pen-£esë; pa druajtje, në mënyrë të lire e të pavarur. *shpreh mendimet lirisht. Nuk i shfaq lirisht ndjenjat.*

*2.* Me Iehtësi, pa vështirësi. *Marr frymë lirisht. E flet lirisht frëngjishten. Përkthen lirisht.*

3. Pa ndonjë pengesë a ndalim; sipas dëshirës së vet, si të dojë. *Hyn e del lirisht. Qarkullon lirisht. Yepron lirisht.*

4. Në mënyrë të natyrshme e pa druajtje, lirshëm. *Luan lirisht në skenë.*

LIRfSHTË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Livadh i vogël në mes të pyllit, çeltirë. *Lirishtat e pyjeve. Li-rishtë me bar. Doli në lirishtë.*

LIRfSHTË,~A n . *sh.* ~A, ~AT. Are e mbjellë me li; tokë që ka qenë e mbjellë me li.

LIRISHTYPËS,~E *mb. libr.* 1. Që shtyp lirinë, tiran.

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Shtypës i lirisë, tiran.

: LIRIZËM,~MI *m. let., art.* Karakteri lirik i një vepre letrare ose artistike, përmbajtja lirike; të qenët lirik. *Lirizmi në poezi (në muzikëj. Lirizmi në veprat e Serembes.*

LIROHEM *vetv. 1.* Fitoj lirinë, shpëtoj nga ro-bëria a nga shfrytëzimi, çlirohem. *U lirua Shqipëria.*

2. Dal nga burgu e qarkulloj lirisht. *U lirua para kohe.*

*3.* Dal nga shërbimi ushtarak, dal në lirim; lë një punë a një detyrë për të kaluar në një punë a në një detyrë tjetër. *Është liruar nga ushtria. Lirohet nga ajo detyrë.*

j4. Lehtësohem nga një punë, shpëtoj nga një barrë a nga diçka tjetër. *Lirohem nga puna. U lirua ca nga bqrra që kishte.*

5. *vet. veta III.* Del një kafshë prej një vendi ku ka qenë e mbyllur ose shpëton nga zinxhiri etj. *Qeni u lirua nga zinxhiri.*

*6. vet. veta III.* Bëhet më e lire diçka që ishte e lidhur fort; bëhet më e lire diçka që ka qenë e shtrënguar a e puthitur shumë pas trupit a pas një pjese të tij; *kund.* shtrëngohet. *V lirua rripi. lu liruan këpucët. lulirua jaka e këmishës.*

*f.* Heq rrobat a sendet e tjera (si armën etj.) që kam ngjeshur në trup; zgjidh; çlirohem. *U liruan nga or met (nga rripat). Lirohuni buna!*

8. Lehtësohem nga një dhimbje trupore. *U lirua nga dhimbjet (nga barku, nga koka).*

*9. vet. veta HI.* Largohet nga një send tjetër diçka që thahet, që tkurret a që mblidhet; zbërthehet. *U liruan dërrasat e vozës (e dyshemesë). U lirua dritarja.*

10. *bised., euf.* Bëj fëmijë; lind (për grate). *U lirua gruaja (nusja).*

11. *euf.* Dal jashtë, bëj nevojën. *Shko lirohut*

12. *vet. veta III kim., fiz.* Del jashtë, çlirohet. *Lirohet nxehtësi (energji).*

13. *vet. veta III.* Kushton me lire, mund të blihet me një çmim më të ulët. *V liruan Jo ma let (këpucët).*

14. *Pës. e* LIROJ.

+ *I* janë liruar (e kanë lëshuar) rrathët *shift te* RRETH,~I. I janë liruar (i kanë luajtur) vidhat (bur-gjitë, burmat) *dikujt shih te* VIDHË,~A.

LIROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I sjell lirinë një vendi a një populli, e shpëtoj nga robëria a nga shfrytëzimi, e çliroj. *E liruan vendin me luftë. E liruam Shqi-përinë.*

2. E nxjerr dike nga burgu dhe e lë të qarku)lojë lirisht. *E liruan nga burgu.*

3. *hist.* I jap lirinë një skllavi a bujkrobi (në rendin skllavopronar e në atë feudal).

4. E nxjerr dike nga shërbimi ushtarak, e nxjerr në lirim; e heq dike nga një punë a nga një detyrë për ta ngarkuar me një punë a me një detyrë tjetër. *liruan ushtarët. E liruan nga ajo detyrë.*

*5.* E lehtësoj dike nga një punë, e shpëtoj nga një barrë a nga diçka tjetër. *la liroi barren.*

*6.* E lë të lire dike të shkojë diku a të bëjë diçka • e lejoj. *Nuk e liroi djalin. S'e liron babai (nëna).*

7. E lëshoj një kafshë që ka qenë e lidhur a e mbyllur diku, e lë të kullotë a të qarkullojë lirisht. *Liroi kuajt për të kullotur. E liroi qenin nga zinxhiri.*

8. E zbraz diçka, i heq diçkaje gjërat që ka brenda a përsipër; ia lëshoj vendin një tjetri, e lë të lire; i largoj, i heq forcat ushtarake nga një qytet etj. *Liroj enën (fuçinë, shportën, koshin). Liroj shtëpinë (dho-mën). Liroi tryezën. Liroj sirtarin. I liroj vendin (ka-rrigen, udhën, hyrjen). E liruan qytetin.*

9. E bëj më të lire diçka që është lidhur fort; e bëj më të lire diçka që ka qenë e shtrënguar a e puthitur shumë pas trupit a pas një pjese të tij; *kund.* shtrën-goj. *Liroi rripin (brezin). Liroj kravatën. Liroj rrotën (burmën). Liroj frenat. Liroj këpucët.*

10. Me lehtësohet, me pakësohet a me ikën krejt një dhimbje trupore. *Me liroi dhimbja (sëmbimi). E liruan të prerat e forta. Me liroi barku (koka).*

11. *jokal. vet. veta III. shih* LIROHEM 9. *Kanë liruar dërrasat.*

12. Ul çmimin e një malli a të një sendi tjetër; *kund.* shtrenjtoj.

13. *vjet.* Shfajësoj. *E liroi veten.*

14. *vet. veta HI kim., fiz.* Lëshon diçka nga vetja, e nxjerr jashtë, çliron. *Liron energji (nxehtësi).*

• E liroi dorën a) u tregua dorëlirë, nuk u kursye; harxhoi me tepër se sa duhet; b) i uli kërkesat, u tregua dorëlëshuar. Ia liroi (ia lëshoi) frerin (kapistallin, kapistrcn) *dikujt keq. shih te* LËSHOJ. Ia liroirripin *dik uj t* e la më të lire, ia hoqi masat e shtrën-gimit. Ia liroi vidhat (burgjitë) *dikujt* i bën shumë lëshime, nuk e shtrëngon me si me pare.

LIRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk pengohet nga dikush a nga diçka, që bëhet lirisht; i lire; që bëhet pa druajtje e pa ndonjë shtrëngim. *Frymë-marrje e lirshme. Zhvillim i lirshëm. Në mënyrë të lirshme.*

2. Jo i shtrënguar, jo i ngushtë, i lire. *Pantallona (këpucë) të lirshme. I kishte rrobat të lirshme.*

LIRSHËM *ndajf.* 1. Jo shtrënguar (për diçka të lidhur); pa u puthitur tepër pas trupit ose pas një pjese të tij; në mënyrë të çlirët, jo ngushtë; çlirët; *kund.* shtrënguar; ngushtë. *E lidh lirshëm. E mbështolli lirshëm. I rrinë rrobat lirshëm.*

*2.* Duke qenë i lëshuar çlirët dhe jo i tendosur; lirisht e pa tendosje; çlirët. *Ecte lirshëm. I zgjatim (i varim) krahët lirshëm.*

3. *fig.* Në mënyrë të natyrshme, pa u ndrydhur e pa druajtje, në mënyrë të çlirët, shpenguar, lirisht. *Viet (rri) lirshëm* ulet pa druajtje. *Ndihet lirshëm. Bisedon lirshëm.*

4. *fig.* Lehtë e pa vështirësi; pa ndonjë pengesë a ndalim; lirisht. *E flet lirshëm anglishten. I shprehin mendimet lirshëm. I shfaqin ndjenjat lirshëm.*

5. Pa qenë i zënë me punë ose me ndonjë detyrë tjetër, lire; me nge; *kund.* zënë. *Sot jemi lirshëm.*

LIRSHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i lirshëm. *Lir-shmëria e lëvizjeve të trupit.*

LIRUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka fituar lirinë, që ka shpë-tuar nga robëria a nga shfrytëzimi, i çliruar. *Vend i liruar. Zonat e liruara. Në qytetin e liruar.*

*2.* Që e kanë nxjerrë nga burgu e qarkullon lirisht.

3. *hist.* Që kishte fituar lirinë. *Skllav i liruar.*

4. Që ka dale nga shërbimi ushtarak, që ka dale në lirim. *Ushtar (oficer) i liruar.*

5. Që ka dale jashtë prej një vendi ku ka qenë i lidhur a i mbyllur (për kafshët). *Si qen i liruar.*

6. Që është korrur dhe i është larguar i gjithë pro-dhimi. *Are (tokë) e liruar.*

7. Që është bërë me i lire (për diçka që ka qenë e lidhur fort, që ka qenë e shtrënguar ose e puthitur shumë pas trupit a pas një pjese të tij); *kund.* i shtrënguar. *Rrip (brez) i liruar. Rrotë (burmë) e liruar. Sy-thi i liruar i çorapit. Me jakë të liruar.*

8. Që është larguar nga një send tjetër kur është tharë, është tkurrur a është mbledhur; i zbërthyer. *Dërrasat e liruara.*

9. Që i është ulur çmimi, që është bërë me i lire; *kund.* i shtrenjtuar. *Mallra të liruara.*

10. *si em.* ~, ~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që është liruar nga burgu; ai që është liruar nga shërbimi ushtarak etj. *Emrat (lista) e të liruarve.*

LIRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që i ka sjellë lirinë dikujt, çlirues. *Liruesit e vendit.*

*2. vjet.* Shpëtimtar.

3. *tek.* Vegël që shërben për të liruar diçka. *Li-ruesi i burmave.*

LIS,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Dru pylli i lartë, me gjethe me dhëmbëza anash, që lidh lende dhe që përdoret si lëndë ndërtimi e për zjarr; dushk. *Lis*
*i bardhë* qarri. *Lis i butë* bungëbuta. *Lis bujk* bulgri. *Lis i egër* ashe. *Dru (trung, lende) lisi.*

*2.* Dru i lartë. *Pyje me lisa të dendur. Sa me i gjatë është lisi, aq me shumë e zë era. fj. u.*

3. *etnogr.* Tërësia e pasardhësve që rrjedhin nga një baba a nga një nënë. *Lisi i gjakut* njerëzit që rrjedhin nga një baba. *Lisi i gjinisë (i tamblit, i qumështit)* njerëzit që rrjedhin nga një nënë.

4. *përd. mb.* Me trup të gjatë, të drejtë e të fuqi-shëm (për njerëzit). *Ishte lis. E ka shtatin lis. V be lis* hodhi shtat mirë, u rrit shumë e u be i fuqishëm.

*•k* Mizë lisi *shih te* MIZË,~A5. Qëndron lis qëndron ballëlart e i patundur, qëndron krenar. Është lis me shumë degë është njeri i zoti e me shumë shokë e miq; ka përkrahje të madhe. Është lis (pemë) me rremba *shih te* RREMB,~I. E ka hundën në lis është mendje-madh, mbahet shumë më të madh. Nuk ka hije lisi për *dike shih te* HIJE,~A. Mbeti si pika në lis (lis pa degë) mbeti i vetëm, pa njeri tjetër të afërm. Unë për lisa, ti për fshesa nuk kuptohemi fare me njëri-tjetrin, tjetër bëj unë e tjetër ti, s'jemi në një udhë. Rigoni s'bëhet lis *fj. u. shih te*

RIGON,~I. S'pri-tet lisi (druri) me një sëpatë (me një të rënë të sëpatës) *fj. u. shih te* SËPATË,~A. Mizë lisi *zool.* lloj mize e vogël, që u bie hardhive dhe i than krejt.

LISA,~T . *vet. sh.* Liq. *Lisa pëlhure. Vegjë me katër lisa. Pëlhurë me dy pale lisa.*

LISAR E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pyll i vogël me lisa; lisnajë. *Lisaret e ntalit.*

LISËN,~NA . *sh.* ~NA, ~NAT *bot.* Bimë e egër barishtore, zvarritëse ose gjysmëshkurre, me gjethe të vogla vezake, me lule të kuqërreme, të kaltra, të kuqe ose të bardha, që ka ere të këndshme e në disa krahina përdoret edhe si erëz për gjellë.

LlSMË,~A . Grill. *Lismë e bardhë. Toka ishte lismë.*

LISNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll me lisa. LISNI,~A . *sh.* ~, ~TË. Lisnajë.

LISNlK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. I. Mullar me degë e me gjethe lisi ose ahu, që vihet për të ushqyer ba-gëtitë gjatë dimrit, mullar me dushk të thatë. *Lisnik i thatë. Lisnik dushku. Vënë lisnik.*

2. Degë e hollë lisi.

3. Lisnajë.

LISNISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lisnajë.

LIST Ë,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Fletë ietre ku janë shënuar një varg emrash a emërtimesh ose njoftimesh të ndryshme të renditura njëri pas tjetrit; dokument që përmban një varg të dhënash për diçka, sipas një renditjeje të caktuar. *Listë e gjatë. Lista emërore (e emrave). Listat e zgjedhësve. Lista e nxënësve (e ush-tarëve, e lojtarëve). Lista e gjellëve. Lista e rrogave. Në krye të listës. Bëj listen. E futën në listë.*

2. *bised.* Varg i gjatë veprimesh a pësimesh etj. *Lista e provokacioneve. Lista e sëmundjeve.*

+ Në krye të listës në vend të pare, në ballë të diç-kaje. Listat e zeza listat që hartohen në mënyrë të fshehtë dhe që përmbajnë emrat e njerëzve të padëshirueshëm për regjimin në fuqi, të cilët në raste të caktuara mund të arrestohen a të vriten (në vendet borgjeze e revizioniste).LISTË (i,e) *mb.* Që ëshlë prej lisi; që është bërë a është punuar me lëndë lisi. *Dërrasë e listë. Tra i listë. Çati e listë.*

LITANl,~A . *sh.* ~, ~TË *fet.* Lutje e gjatë fe-tare, që thuhet a këndohet në lcishë pjesë-pjesë e këmbyerazi një here nga prifti e një here nga besim-tjarët (në vendet ku vepron kisha e krishterë).

Benin litani *vjet.* luteshin shumë për diçka.

LITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Tufë fijesh kërpi, liri, zhuke etj., të përdredhura së bashku në një fill të vetëm të trashë, i cili përdoret për të lidhur kafshët, për të shtrënguar diçka etj.; tërkuzë, konop. *Litar* i *linjtë. Litar zhuke (çeliku). Litari i pusit (i samarit). Tërheqje litari. sport. Lidh me litar. Kërcej me litar. E varën në litar. E shpunë (e çuan, e dërguan) në litar* ej dënuan me varje. *E shkuan (e vunë) në litar* e varën.

2. *fig.* Diçka e gjatë a e zgjatur; varg i gjatë, var-gan. *Litar uji. Bie shi me litarë* bie shumë shi. *Një litar njerëz.*

3. Masë gjatësie rreth dhjetë-dymbëdhjetë metra ose shtatë-tetë pashë. *Një litar kali larg. U ngrit dielli një litar. Arritën me një litar diell.*

4. *përd. ndajf.* Me pika të trasha, të dendura dhe pa ndërprerje, me rrëshekë. *Shiu binte litar.*

5. *përd. ndajf.* Shumë. *Dita është litar e gjatë kur s ke punë.*

*k* E bëri litar (tërkuzë, pallamar) *shih tek* TËR-KUZË,~A. I hurit e i litarit *shih te* HU,~RI. I lë-shoi litar *dikujt shih te* LËSHOJ. E luajti në litar *dike* e talli, e vuri në lojë. Iu mblodh (iu shkurtua) litari (laku) *shih te* MBLIDHEM. la preu litarin *dikujt* e shpëtoi nga një gjendje shumë e vështirë, ia zgjidhi një hall të madh që kishte. Nuk e duron litarin në fyt nuk i nënshtrohet dikujt; nuk e duron zgjedhën e huaj. I hodhi (i vuri) litarin (lakun) në fyt (në grykë, në qafë) *dikujt shih te* LAK,~U. Është me litar në grykë *dikush shih te* GRYKË,~A. E kishte litarin (lakun, thikën) në fyt (në grykë) *shih te* LAK,~U. Iu shtrëngua litari për gryke (në fyt) *dikujt* po i vjen fundi. I ka litarët nepër këmbë është i zënë me punë e s'ka mbaruar ende, nuk ka shpëtuar ende nga një barrë që ka pasur. Të lëshon litarin nëpër këmbë të nxjerr ngatërresa a pengesa në një punë. Kërkon litar prej rëre (prej kumi) *shih te* RERË,~A. I lë litarët zvarrë e zvarrit punën, nuk kujdeset si duhet e vazhdimisht për të plotësuar diçka, nuk i bie punës prapa. Nuk e vë qafën në litar nuk i nënshtrohet dikujt; nuk e duron zgjedhën e huaj. NuL drejtohet litari (tërkuza, konopi) në thes *fj.u. shih te* THES, ~I. Koha S'lidhet me litar *fj. u. shih te* LI-DHEM. Mos hyr në pus me litarin e botës!. *u. shih te* PUS,~I.Kur s'ke shkallën, merr litarin! (është i mirë edhe litari)! *fj. u. shih te* SHKALLË,~A. Në shtëpinë e të varurit nuk e zënë në gojë litarin *fj.u. shih te* VARUR (i,e).

LITARË-LITARË *ndajf.* Me pika të trasha e të dendura dhe pa ndërprerje, si me litarë, me rrëshekë. *Binte shi litarë-litarë.*

LITARPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën litar; tërkuzar.

LITARTË (i,e) *mb.* Që është prej litari; që është bërë a është punuar prej litari. *Lidhje e litartë. Ka-pistall i litartë.*

LITARTHI *ndajf.* Luaj litarthi: luaj duke kër-
cyer me një litar, të cilin zakonisht e rrotullojnë dy vetë (kryesisht për vajzat).

LITERATURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* LE-TËRSI,~A.

LITËR,~RA . *sh.* - RA, ~RAT. Sasi filli prej leshi, prej pambuku etj. që mblidhet në qerthull, në makinë a midis dy duarve për t'u larë ose për t'u ngjyer me lehtë etj.; shkul, çile. *Liter leshi (pambuku). E bëjnë fijen liter. E bëri litrën lëmsk.*

LlTËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Masë e vë-llimit të lëngjeve, e barabartë me një decimeter kub ose me një mijë centimetra kub. *Një liter qumësht. Dy litra vaj ulliri.*

LlTËRSH,~E *mb.* Që nxë një liter (për enët). *Enë (shishe) litërshe.*

LITOGRAF,~l w. *sh.* ~Ë, ~ËT *shtypshkr.* Pu-nëtor i përgatitur, mjeshtër që punon në litografl.

LITOGRAFI,~A . *shtypshkr.* 1. Mjeshtëria e shtypjes së shkrimeve ose të figurave të gdhendura në gur; shkrimi ose figura që është gdhendur në gur për t'u riprodhuar. *Teknika e titografisë. Makinë litografie. Gurë litografie. E botoi me litografi.*

*2.* Shtypshkronja ose reparti i një shtypshkronje që merret me këtë mënyrë të shtypuri. *Punëtorët e litografisë.*

LITROSH,~E *m. bised.* 1. Litërsh. *Enë (shishe) litroshe.*

2. ji *em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shishe që nxë një liter. *Litroshja e rakisë.*

LITUAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Lituanisë ose ai që e ka prejardhjen nga Lituania.

LITUAN,~^E *mb.* Që lidhet me Lituaninë ose me lituanët, që është karakteristik për Lituaninë ose për lituanët, i Lituanisë ose i lituanëve; që është krijuar nga lituanët. *Populli lituan. Gjuha lituane.*

LITUANISHT *ndajf.* Në gjuhën lituane.

LITUANlSHTE,~JA . Gjuhë e familjes indo-evropiane, që flitet në Lituani, gjuha e lituanëve.

LITURGJI,~A . *sh.* ~, ~TË *fet.* Shërbesa krye-sore që bëhet në kishë zakonisht në mëngjes ose pa-radreke (në vendet ku vepron feja e krishterë).

LITURGJIK,~E *mb. fet.* Që ka të bëjë me li-turgjinë, që i përket liturgjisë, i liturgjisë. *Tekstet (këngët) liturgjike. Gjuhë liturgjike.*

LIVADH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fushë a shesh i madh me bar, pa drurë e shkurre. *Livadhet malore. Livadh me lule. Tërfili i livadheve. bot. Trumcaku i livadheve. zool. E la livadh. Kositin livadhet. Lëshoi bagëtinë në livadh. Kullotin në livadh.*

+ U be livadh *tall,* piu shumë, u be tape. E bëri livadh *diçka* e zbukuroi shumë, e bëri fushë me lule. E hëngri livadhin (çairin, barin, kullotën) *shih te* HA. Ia bëri mendjen livadh *dikujt* ia prishi mend-jen, ia mod mendtë, e hutoi. Hyri në livadh të huaj hyri në një punë që s'i takonte; shkeli të drejtat e një tjetri. S'korret livadhi me gërshërë *fj. u.* s'bëhet një punë pa pasur mjetet e nevojshme. Thur livadhin e lë shtegun hapur *shih te* THUR.

LIVADHIS *jokal.,* ~A, ~UR. 1. *vet. veto III.* Kullot lirisht në livadh, ha bar në livadh (për kaf-shët). *Livadhisin kafshët. Po livadhiste tufa. E lë mushkën të livadhisë.*

2. *fig. keq.* Endem kot me kot; veproj ashtu si dua vetë pa përfillur fare të tjerët, nuk i zbatoj rre-gullat e kërkesat e caktuara në një punë. *Livadhiste lirisht (sipas qejfit). Nuk e lane të livadhiste si të donte. Livadhiste poshtë e lart. I livadhiste mendja gjetiu.*

LIVADHISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes LIVADHIS.

LIVADHlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Livadh i vogël.

LIVADHOR,~E *mb. libr.* Që është livadh, që shërben për livadh; që rritet në livadhe, i livadheve. *Tokë livadhore. Bimët (bimësia) livadhore.*

LIVANDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bat.* Gjysmë-shkurre shumëvjeçare, me degë të shumta e të thjeshta, me gjethe vezake ose edhe të zgjatura si heshtë, që bën lule të kaltra me erë të mirë; trumzë e butë. *Vaj livande. Erë livande.*

2. Vaj me erë të këndshme, që nxirret nga lulet e kësaj bime dhe që përpunohet e përdoret për t'u Iyer ose për t'ia hedhur diçkaje. *Lyhet me livande.*

LIVRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *treg.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LIVROJ, LIVROHET. *Livrimi i maJlrave.*

LIVROHET *treg. Pës. e* LIVROJ.

LIVROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *treg.* I jap dikujt një mall, që është porositur a është paguar më parë ose sipas një marrëveshjeje të caktuar. *Livroi mallin (drithin, pajisjet).*

LOC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Me i vogli ndër vë-llezërit.

2. *fig. përk.* Shok a mik i ngushtë e i dashur. *Lum loci!* lum miku!

LOCE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. më e vogla ndër motrat.

2. *fig. përk.* Shoqe e ngushtë dhe e dashur.

LOÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kokërr e rrum-bullakët që lidhin disa drurë, gogël; lende; boçë. *Loçka lisi (dushku). Loçka ahu. Loçkë pishe. Lofka pambuku.*

2. Diçka e rrumbullakët; kokërdhok. *Loçka e syrit.*

3. *fig.* Pjesa më e brendshme e diçkaje; thelbi. *Loçka e zemrës (e shpirtit).*

4. *fig. përk.* Njeri shumë i dashur e i shtrenjtë për nënën. *Loçka e nënës! Loçka ime!*

LOÇO,~JA . *sh.* ~, ~T *bised.* 1. Njeri sylesh, të cilit ia hedhin të gjithë; njeri budalla, i trashë. *U be loco.*

*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Është fare loco.*

LODËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Send që është punuar në përngjasim me diçka të vërtetë (po me përmasa shumë të vogla) ose send i punuar në trajta të ndryshme, që e përdorin zakonisht fëmijët për të luajtur e për t'u argëtuar; send a grup sendesh për të luajtur. *Lodrat efëmijëve. Bleu lodra. Luan me lodra. Kane dale shumë lodra.*

*2.* edhe *fig. bised.* Lojë. *Lodër e rrezikshme. Lodër futbolli (shahu, bixhozi). Lodra fjalësh. E humbi (e fitëi) lodrën. Bën lodra. E ka lodër. Ç'janë këto lodra*[7]*!*

*2.* Daulle. *Shkopi i lodrës. I hie lodrës. Bie lodra.*

4. DauMja e veshit. *Lodra e veshit.*

5. *euf. shih* LODËRZ,~A:.

• Luan lodrën (lojën) *e dikujt shih te* LUAJ. lu be barku lodër (daulle, kacek) *shih te* DAULLE, ~JA. Hedh këmbët (!iian kërabct, hedh vallen, kër-cen) siç bie lodra (siç bie d;iullja, sipas daulles) *keq. shih te* DAULLE,~JA. Lodra bie për tjetër valle *shih te* VALLE.~JA.

LODËRTAR,~I *in. sh.* ~K. ~ËT. Ai që i bie daulles.

LODËRTAR,~E *nib-* Që të argëton me diçka të gëzueshme; që bën lëvizje a kereime të gëzueshme, që i pëlqen të luajë; që shpreh gc:'im. *Vajzë lodërtare. Kec (viç) lodër tar. Buzëqeshje lodërtare.*

LODËRTI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Daulle e madhe. *bie lodër rise.*

*2. \et. sh.* Tërësia e veglave muzikore popullore, ndër të cilat mbizotërojnë daullet.

LODËRZ,~A . 1. *Zvog.* e LODËR,~RA.

2. *euf.* Sëmundja e tok.es, epilepsia. *ra (e zuri) lodërza.*

LODRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve lë foljes LODROJ. *Lodrimi i fëmijëve Lodrimi i qengjave (i viçave).*

*2.* Hedhje a kërcim që bëhet me qejf, lodër gë-zimi; argëtim. *Lodrimet e fëmijëve. Lodrimet e ke~ cave.*

3. *fig.* E folur me dredhi, dredhim, lojë. *Lodrim fjalësh.*

LODR'OJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. Hidhem e kërcej me qejf, bëj lodra nga gëzimi; argëtohem; luaj. *Lodronin fëmijët në oborr. Qengjat po lodronin në livadh.*

2. edhe *kal.* Flas me dredhi për të ngatërruar të tjerët; i bëj lodra dikujt; bëj lojë fjalësh; e vë në lojë dike, e qesh, e tall. *Lodronte me fjalë. Shumë po e lodron.*

LODRUES,~E *mb.* Që hidhet e kërcen me qejf, që bën lodra nga gëzimi; argëtues.

LODH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ia pakësoj a ia pres fuqinë dikujt, e bëj ta ndiejë veten të këputur a të dobësuar (nga një punë e rëndë, nga një udhëtim i gjatë, nga një sëmundje, nga një gjendje e rëndë shpirtërore etj.). *E lodhi puna (rnga). E ladhën studimet. Ia lodhi krahët kazna. T'i loiih sytë. E lodhi kalin. E kanë lodhur ethet. Vetmia të lodh.*

*2.* E mërzit shumë dike me llafe. me kërkesa të vazhdueshme, duke e lënë të presë gjatë etj., e bëj të humbasë durimin e qëndresën. *E lodhi me pyetje. I lodhi dëgjuesit. Na lodhi veshët me llafe. Mjaft, se na lodhe!*

3. *fig.* E vë në punë, e bëj të punojë mirë e më të gjitha forcat, e mundoj. *E lodhi mendjen, po s'e gjeti. Lodhe ca*

*kokën (trurin)! Shumë e lodhi gojën* foil shumë. *Lodhi këmbët!* ec me shpejt!, jepu këmbëve!
• Nuk i lodh këmbët *d i k u s h* përton të shkojo diku; nuk ka dëshirë të shkojë diku.
LODHEM *vetv.* 1. Me pakësohet a me pritet fuqia,c nun \eten të këputur a të dobesuar (nga një punë c r nga një udhëtim i gjatë. nga një sëmundje i *L* t, rëndë shpirtërore etj. I. *U lodh shuttle. U loitl it përshesh u* todh shumë, u rraskapit, u këput it *in. lodhet lehtë. M'u lodhën duart (këmbët,“ lodh me këmbë. Sa jam lodhur sot! Rri, se ' io nuk it lodhe sot, do të mundohesh mot.*
*1*-i 1;tn e mundohetn hui \.\. it. ^i,re diçka i t'ltë barxhoj fuqn i *i* ttui diçkaje.*mundua, po* v _> *i L S ie Iodhur*
*U lodh d (c i i përsë-i! 1 >s u iodhni K i n1jt atij!*:-.;rzitern shumë ng j lit ₒ kërkesa të !...-..dueshme, nga \eshti si i +i humbaS c::;imin e qëndre-cn i >. i i n e lëshc-j v.:-ieo. *U Iodha, s p i at shpejt! M?u -dhën veshët. & lodt n fimijët. U lodh nga jeta.*
k..;*'ës. e* LODH.
LODHËS,~E *mb.* Që të lodh. që tfi sjell lodhje; i jlodhshëm. *Udhëtim lodhës. Punë lodhëse.*
LODHËT (i,e) *mb.* 1. I Iodhur.
*'2. I* mjerë, i gjorë, i shkretë, fatkeq. *Një plakë e lodhët.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Vuajti shumë i lodhëti.*
LODHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjëndja sipas kuptimeve të foljeve LODH, LODHEM. *LO,dhje e madhe. Lodhje mendore (fizike, trupore). Sh\enja lodhjeje. Na iku lodhja. Heq lodhjen. Ndien lodhje. Nuk njeh lodhje. E mposhti lodhjen.*
LODHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që të lodh, që të | sjell lodhje. *Punë (rrugë) e lodhshme. Marshim i Iqdhshëm. Ditë e lodhshme.*
LODHUR (i,e) *mb.* 1. Që është lodhur nga një punë e rëndë, nga një udhëtim i gjatë etj., që ndien lodhje. *Jemi shumë të lodhur.*
*2.* Që shpreh lodhje. *Me pamje të lodhur. Me fy-tyrë (me sy) të lodhur. Me zë të lodhur.*
3. Që është mërzitur shumë, që ka humbur durimin e qëndresën; që është thyer shpirtërisht dhe e ka lë-shuar veten. *Është i lodhur (nga pritja, nga zhurmat). Ishte i lodhur ngajeta.*
LOFASHTË (i,e) *mb.* Që është prej lofate; që është bërë me dru lofate. *Dru i lofashtë.*
LOFATË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru a shkurre e vendeve të ngrohta mesdhetare, me degë mjaft të lakueshme, me gjethe të gjera në trajtë zemre dhe me lule ngjyrë trëndafili, që çelin në tufë para gjetheve. *Lëkurë lofate. Gardh (kosh) lofate.*
• Dridhej si gjethe lofate (plepi) *shih te* GJETHE, ~iJA.
LOFATORE,~T . *vet. sh. bot.* Gjini drurësh e shkurresh (si lofata etj.) me degë të holla e zakonisht të i lakueshme, me gjethe të rrumbullakëta e me lule të:kuqe ose ngjyrë trëndafili në trajtë vilesh, që rri-teri në viset mesdhetare dhe lidhin bishtaja.
LOG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Lëndinë e ypgël (zakonisht në mal a në mes të pyllit); shesh i vogël, vend i rrafshët. *Logu i fshatit (i kuvendit). U*! *mblodhën në log. U mbush logu.*
2. *vjet.* Shesh ndeshjesh ose lufte, mejdan. *Në loç të burrave. I doli në log.*
*k* U be log *d i ç k a* u zbulua, doli në shesh. E bëri iog *diçka* e ngjeshi mire, e rrasi dhe e bëri rrafsh e të ngjeshur.
K)GARfT t<M,~]Vri *m. sh.* ~ME, ~MET *mat.* Ii~gisesi i tu (ise, në të cilën duhet të ngrihet një nu-mei kluai (qe quhet bazë) për të dhënë një numër t| fc i *itiin dhjetor (i zakonshëm). Logaritmi i i' ( ^aritëm me bazë dhjetë. Sistemi i lo-*
*ci' i t e logaritmeve.. Tabela e logaritme-t* L J *nun e një numri.*
LOGE, —JA . *sh.* —E, ~ET. Dele a dhi me trup të vogël e të dobët, mistrece.
LOGOHET. *Pës. e* LOGOJ.
LOGOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. E bëj të sheshtë një vend me gropa, sheshoj, rrafshoj. *Loguan venditi (arën).*
LOGORI,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* Vajtim me zë të lartë e me fjalë, vaj, kujë. *Qante (vajtonte) me logori.*
LOGORIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Qaj të vdekurin me zë të lartë e me fjalë, vajtoj. *E qanë dhe e logorisën.*
LOGJIK,~E *mb.* 1. Që mbështetet në ligjet e logjikës, që është sipas ligjeve të logjikës; që ka të bëjë me shkencën e logjikës, që i përket logjikës, i logjikës. *Ligjet (rregullat) logjike. Analiza logjike. Arsyetim logjik. Kategoritë logjike. Gabim logjik.*
2. I arsyeshëm, i logjikshëm. *Është logjike të men-dohet se...*
3. Që ka lidhje të brendshme, të rregullt e të do-mosdoshme; që shihet sipas lidhjeve të brendshme. *Rrjedhim (përfundim) logjik. Nga ana logjike. Në mënyrë logjike.*
4. *si em.* ~E, ~JA . *jiloz.* Pasqyrimi i sendeve e i dukurive nga pikëpamja e ligjeve të tyre të zhvi-llimit, e domosdoshmerisë së tyre historike. *Logjikja e historikja. Lidhja e dyanshme ndërmjet logjikës dhe historikes.*
*ir* Theksi logjik (kuptimor) *gjuh.* Ihek-simi i një fjale, të cilën duam ta dallojmë në fjali nga kuptimi, për të shprehur pikërisht atë që synojmë gjatë ligjërimit.
LOGJIKË,~A . 1. Shkenca që studion ligjet e mendimit dhe format e tij; lënda mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Logjikq dia-lektike* shkenca që studion ligjet dhe format e të menduarit në lidhjet e tyre të ndërsjella, në zhvillimin e tyre nga më e ulëta te më e larta, nga më e thjeshta te më e ndërlikuara, si edhe në lidhjet e tyre me ligjet e botës objektive. *Logjika formate* shkenca që studion ligjet e format e të menduarit drejt, pa lënë mënjanë përmbajtjen konkrete të tij. *Logjika matematike* shkenca që përdor metodat formale të matematikës në fushën e të menduarit; zbatimi i logjikës dhe i veprimeve logjike në fushën e matematikës. *Kategoritë e logjikës. Ligjet e logjikës. Mësuesi i logjikës. Libri i logjikës.*
2. Fuqia e arsyetimit, aftësia për të gjykuar drejt; diçka që e pranon arsyeja ose që është në pajtim me arsyen; arsye; mënyra si arsyeton dikush. *Logjike e shëndoshë (e forte, e hekurt). Ka logjike. Flet (or-syeton, gjykon) me logjiki. Sipas logjikës së fëmijës. Ç'logjike është kjo ?*
3. Lidhja e brendshme, e rregullt dhe e domos-doshme ndërmjet sendeve, rtgjarjeve e dukurive, e cila shpjegon një zhviliim, një ndryshim etj. *Logjika e ngjarjeve (e fakteve). Veprime (ngjarje) pa logjikë.*

LOGJIKISHT *ndajf.* Në mënyrë logjike; nga ana logjike, nga pikëpamj a logjike. *E argumentoi logjikisht. Bëhet logjikisht.*

LOGJIKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që arsyeton në mënyrë të shëndoshë, që ka fuqi arsyetimi; i ar-syeshëm. *Njeri i logjikshëm.*

*2.* Që është sipas lidhjeve të brendshme, të rre-gullta e të domosdoshme të zhvillimit, që përputhet me këto lidhje e që rrjedh prej tyre. *Përfundim i logjikshëm. Gjë e logjikshme.*

LOJBË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk deti, me trup vezak e të gjatë deri në dy metra, me ngjyrë të gjelbër ose të hirtë të çelur në kurriz e anash dhe të argjendtë në bark, me kokë të gjerë, me dy pendë të dhëmbëzuara e të forta në kurriz, që arrin deri në pesëdhjetë kilogramë e ka mish të shijshëm.

LOJCAK,~E *mb.* 1. Që është i dhënë shumë pas lojës, që luan shumë. *Djalë lojcak. Vajzë lojcake.*

*2.* Që kërcen e bredh shumë nga gëzimi, që nuk rri në një vend, po lëviz andej-këtej, i lëvizshëm, lo-dërtar. *Fëmijë lojcak. Kec (këlysh) lojcak.*

3. *fig.* Që nuk e mban fjalën, që luan nga fjala; i pavendosur, i lëkundshëm. *Njeri lojcak.*

*4. fig.* Bishtdredhur. *Grua (vajzë) lojcake.*

5. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

LOJË,~A i . *sh.* ~ËRA, ~ËRAT dhe ~NA, ~NAT. I. Veprimi sipas kuptimeve 1 e 2 të foljes LUAJ. *Loja me top. Loja me letra. Ndalohet loja në rrugë.*

2. Tërësia e lëvizjeve dhe e veprimeve të tjera që bëjnë ata që luajnë (në kuptimin 1 e 2); ndeshje sportive; Uoji i mënyrave dhe i mjeteve që përdorin ata që luajnë; mënyra si luan dikush. *Lojë e bukur (ar-gëtuese, edukuese). Lojërat popullore. Lojëra sportive. Lojërat ballkanike (olimpike). Lojëra për fëmijë (për të rinj). Loja e futbollit (e basketbollit, e shahut). Pjesa e parë e lojës. Gjyqtari i lojës. sport. Edukimi i fëmijëve nëpërmjet lojës. Mori pjesë në lojë. E filoi (e humbi) lojën. I pëlqen loja. Është dhënë pas lojës.*

3. Send a tërësi sendesh që përdorim për të luajtur, lodër. *Lojëra fëmijësh. Bleu lojëra të reja.*

4. *art.* Veprimet e lëvizjet që bën një aktor kur luan një rol në skenë; mënyra si e luan rolin e tij; mënyra si luhet një pjesë a një vepër muzikore. *Loja skenike (teatrale). Lojë e shkathët. Loja e aktorit (e artistit).*

5. *fig.* Sjellje e shtirur e veprime dredharake për të mashtruar të tjerët; diçka që organizohet me dre-dhi për t'ia hedhur një njeriu ose për t'u tallur me të; shaka. *Lojë e rrezikshme. I luajti një lojë. Mos i bëj lojëra! E ka për lojë. Bëri lojë me dike* u tall; bëri shaka me të.

6. *usht. vjet.* Stërvitje luftarake, që kryhej nga forcat ushtarake të njësive të ndryshme sipas një plani të organizuar për të arritur një qëllim të caktuar. *Lojë luftarake (operative). Loja e trupave.*

7. Tërësia e veprimeve që kryhen nga forcat e si-gurimit të shtetit, nga zbuluesit etj. për të mashtruar kundërshtarin, për të shpëtuar prej tij a për të fituar kundër tij. *ffyri (mori pjesë) në lojë.*

8. *fig.* Kcmbim i shpejtë i njolluve të drItave, të ngjyrave etj.; ndryshimi i shpejtë e i shpeshtë a i përsëritur i diçkaje. *Lojë dritash. Loja e flakëve. Loja e çmimeve të tregut. Loja c burses.*

•*k V* be lojë *e dikujt* e tall in a c qeshin të tjerc'tr u be gazi i botës. Bën lojën *c dikujt* a) shtiret për të ngatërruar të tjerët, bën veprime mashtruese për t'ia hedhur dikujt; b) sillet e vepron si ia do puna një tjetri. është vegël e dikujt. Doli nga loja u largua nga një punë e vështirë, e rrezikshme a e ndërlikuar, doli nga vallja. Hyri në lojë hyri në një punë të vështirë, të rrezikshme a të ndërlikuar, hyri në valle. E humbi lojën *shih të* HUMB. Lojë fëmijësh punë shumë e thjeshtë, që kryhet fare lehtë. Lojë fjalësh diçka që thuhet për shaka a për qëllime të tjera, duke për-dorur fjalë që tingëllojnë njësoj a në mënyrë të ngjash-me, por që kanë kuptime të ndryshme; fjalë që thuhen sa për të kaluar radhën dhe që nuk i japin zgjidhje a përgjigje të vërtetë një çështjeje. Luan lojën (lo-drën) *e dikujt shih te* LUAJ. E vuri në iojë (në lodër) *dike* e talli, e qesëndisi. Bën lojën e struck *libr. shih te* STRUC,~I.

LOJ Ë.~A n . *sh.* ~.' ~AT. 1. Grua e bukur me lëkurë të bardhë e me trup të shëndoshë.

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Grua lojë.*

LOJËS,~E *mb.* 1. *shih* LOJCAK,~E. *Fëmijë lojës. Qengj (kec, viç) lojës.*

*2.* Që tall të tjerët, që e ka zakon të qesëndisë më të tjerët, që i vë njerëzit në lojë. *Njeri lojës.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

LOJTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që merr pjesë në lojëra të ndryshme sportive ose në lojëra të tjera për të kaluar kohën e lire, për t'u argëtuar etj., ai që luan në një lojë. *Lojtar i lire, sport. Lojtar futbolli (volejbolli, basketbolli). Lojtar letrash. Lojtar shahu. Lojtarët hynë në fushë.*

*2. vjet.* Artisti a aktori që luante një rol në një vepër dramatike. *Lojtar gaztor. Ishte lojtar leatri.*

LOJTAR,~E *mb.* 1. Që thotë fjalë për të qeshur. që bën shaka, gaztor. *Djalë lojtar.*

*2. shih* LOJËS,~E $_2$. *Plakë lojtare.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

LOJTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fein, e* LOJ-TAR,~I.

LOKAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ndërtesë ose sallë a dhomë për shërbime të ndryshme zyrtare, ekonomike e kulturore; restorant, kafe ose bar-bufe. *Në lokalet e postës. Lokalet e ushqimit social. Pastrimi i lokalit. Hyri në një lokal.*

LOKAL,~E *mb. libr.* 1. Që jeton a vepron në një rreth, krahinë, qytet a fshat të caktuar, që është karakteristik vetëm për të ose që lidhet vetëm më të e nuk shtrihet në gjithë vendin; që është vetëm për një vend të caktuar, i vendit. *Popullsia lokale. Këshillat (organet) lokale. Pushteti lokal. Shtypi lokal. Veshjet lokale. Ngjyrim lokal. Feme lokale. Festivali lokal. Koha lokale* koha e një vendi, e cila përcaktohet sipas gjerësisë së tij gjeografike. *Shira lokale. Luftëlokale* luftë e kufizuar në një zone të caktuar, në të cilëin nuk marrin pjesë shumë shtete.

2. *mjek.* Që bëhet vetëm në një pjesë të trupit, I pjesshëm. *Mpirje (anestezi) lokale. Mjekim lokal.*

LOKALIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me lokalizmin; që vuan nga lokalizmi, që vepron në përputhje me l.okalizmin; që mbyllet brenda krahinds së vet, që nuk del pcrtej caqeve të caktuara. *Qëndrim lokalist. Prirje (frymë, pikëpamje) lokaliste.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).

LOKALITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *1. vjet.* Ndarje e vbgël administrative brenda rrethit, e cila përfshin-te zakonisht disa fshatra; qendra e kësaj ndarjeje administrative. *Këshillat popullore (komitetet ekze-kutiye) të lokaliteteve.*

*2.* Qendër e vogël banimi.

L0KALIZËM,~MI *m.* Koncept e qëndrim mi-kroborgjez, që mbron para së gjithash interesat e ngushta të një rrethi,

krahine, qyteti a fshati dhe që nuk sheh interesat e përgjithshme të shoqërisë; shfaq-je e frymës së ngushtë lokale, që nuk pajtohet me frymën e përgjithshme revolucionare. *Fryma e to-kalizmit. Prirje lokalizmi.*

, LOKALIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LOKALIZOJ, LOKALIZOHET. *Lokalizimi historik i një ngjarjeje. Lakalizimi i sëmundjes.*

LOKALIZOHET *vetv. libr. 1.* Përqendrohet në një vend të caktuar a në një pjesë të trupit; kufi-zohet brenda disa caqeve, nuk përhapet gjithandej; veçohet. *Lokalizohet dhimbja. Lokalizohet sëmundja. Lokalizohet në tnushkëri.*
2. *Pës. e* LOKALIZOJ.

LOKALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Për-caktoj me përpikëri vendin ku ka qenë a ku ndodhet diçka, ku është zhvilluar a zhvillohet një ngjarje etj. *Lokalizoj vendet (trojet) e luftimeve. Lokalizoj ve-primin e poemës.*
2. E përqenciroj në një vend të caktuar a në një pjesë të trupit; e kufizoj brenda disa caqeve, e pengoj të përhapet; veçoj.

LOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *përk.* Nënë. *Biri i lakes! Të paste lokja! Shqiptarin nuk e ka nxjerrë Jokja\ prej bark'ut, par huta prej çarkut. fj. u.*
2. Nëna e babait, gjyshja (kundrejt nipërve e mbesave).
3. Grua e moshuar, plakë (kur i drejtohemi me nderim).

LQKOMOTIVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Makinë elektrike ose me avull, që tërheq vagonat e trenit mbi binarët e hekurudhës. *Lokomotivë elektrike (me avull, trie qymyr, me naftë). Lokomotiva e trenit. Sirena (si-njalij i lokomotivës. Zhurma e lokomotivës. Shfryn si lokomotivë.*
*2. fig.* Ajo që tërheq e shpie përpara diçka. *Re-volucipnet janë lokomotiva të historisë.*

LOKUCION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Grup fjalësh që nga ana gramatikore e leksikore është i barasvlershëm me një fjalë të vetme dhe që ka në për-bërjen e tij të paktën një fjalë emëruese; shprehje gjuhësore. *Lokuciom ndajfoljor (parafjalor, lidhëzor).*

LOLI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Fjalë e keqe a e turp-r shme; sjellje a punë e pandershme, poshtërsi; ma-rrëzi. *Thoshte (bënte) loli. Lolitë • dolën sheshit.*
*2.* Njeri më të cilin qeshin të tjerët, gaz i botës, lolo. *U be loli.*

LOLIT (LOLIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E shaj dike me fjalë të këqija a të turpshme; e turpëroj, ia nxjerr bojën; e nëm a e mallkoj dike për një dëm që ka bërë. *E loliti rëndë (keg, shumëJ.*
*2.* E tall dike, e bëj lolo.

LOLITEM *vetv. I.* Bëhem me turp, turpërohem përpara të tjerëve, me nxihet faqja, me del boja.
2. Bëhem gazi i botës, bëhem lolo.
3. *Pës. e* LOLIT.

LOLO,~JA . *sh.* ~, ~T *bised.* 1. Njeri sylesh, të cilit ia hedhin të gjithë; njeri budalla, i trashë.
2. *vjet.* Gaztori i pallateve mbretërore. *Loloja i pallatit.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *ir* E bëri lolo *dike* e talli, e vuri në lojë.

LOMÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin. 1.* Gogël dushku. *Lomçkat e dushkut (e lisit, e qarrit).* 2. Boçe pishe. *Lomçkat e pishes,k* Trupi boçkë e mendja lomçkë *mospërf. shih te*
CKË

LONDIT (LONDIS) *kal.,* ~A, ~UR. Tund, lë-kund (edhe *fig.*). *Londit pemën E londiti qerrja.*

LONDITEM *vetv.* Tundem, lëkundem (edhe *fig.).*

LONXHO,~JA . *sh.* ~, ~T *përb.* 1. Njeri që nuk është serioz në sjelljet e në veprimet e tij, njeri që s'ka turp e s'i nxihet faqja. *Kush merret me atë lonxho.*
*2.* Njeri sylesh më të cilin tallen të tjerët, lolo.

LONJARAK,~E *mb.* Lozonjar.

LOPAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bariu i lopëve. *Lo-pari i fshatit,*

LOPARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LOPAR, "~I

LOPATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që nget var-kën me lopata, rremtar. *Lopatarët e varkave.*

LOPATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël krahu, me një pjesë të metaltë, të gjerë e pak të lakuar dhe me bisht të drunjtë, që përdoret për të hequr dhe, për punë bujqësore e për punë të tjera; vegël e tillë, që edhe pjesën e gjerë të kreut e ka prej druri e që përdoret për të marrë a për të hedhur diçka me të; sasia e lëndës që merret njëherësh me këtë vegël. *Lopatë hekuri. Lopata e ushtarit. Lopata e mullirit. Lopata e furrtarit. Bishti i lopatës. Një lopatë dhe (rërë, gël-qere). Dy lopata miell. Heq dheun me lopatë. E mbush karron me lopatë. I shtie tavat nëfurrë me lopatë. Mbush thesin me lopatë. Hedh grurin në erë me lopatë. S'bë-het vreshti me urata, po me shata e me lopata. fj. u.*
2. Mjet prej druri, me njerën anë të gjerë dhe me bisht të gjatë, që përdoret për të ngarë lundrën; rrem. *Lopatat e lundrës. Barkë me lopata. U jep shpejt lo-patave.*
3. *spec.* Pjesë e një makine, e një pajisjeje etj., që shërben për të lëvizur, për të shtyrë, për të mbu-shur ose për të zbrazur diçka. *Lopatë vetëngarkuese (vetështkarkuese). min. Lopatë drejtuese. Lopatë pas-truese (përzierëse). Lopatat e turbinave.*
4. Mjet prej gome, në trajtën e një llape të gjerë, që vihet në këmbc për të notuar me lehtë. *Lopatë noti.*
5. Pjesë e trupit të disa kafshëve të ujit, që është si llapë e gjerë dhe shërben për të notuar etj. *Lopatat e balenës. Lopata nuhatëse e peshqve.*
*6. zool. shih* LOPATËZ,~A i.
7. *bised.* Shualli i këmbës, shputë. *Lopatat e këmbës.*
Merr (fiton) me lopatë e merr diçka në sasi të
madhe, fiton shumë. E ka gojën lopatë net shumë e thotë gjëra të qena e të paqena. Nuk i merr (nuk i ngre, nuk i zë) ujë lopata (shati) a) nuk i ecën fjala, nuk e dëgjojnë; b) nuk i shkon diçka, nuk ia arrin një qëllimi që ka vënë; nuk i ecën në jetë, nuk i shkon puna mire. Veç shata e lopata do të na ndajë *shih te* SHATË,~A.

LOPATËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Fulterëz. *Lëvrijnë lopatëzat.*
2. Shpatëza e hostenit. *Heq dheun e plorit me Io-patëz.*

LOPÇAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lopar. LOPCARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lopare.

LOPË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kafshë e madhe shtëpiake femër, që mbahet për qumështin, mishin e lëkurën, mështqerrë që ka pjellë vie, femra e kaut; gjedh femër i rritur. *Lopë barrsë (pëlle). Lopë qu-mështore. Lopë vendi (race). Qumësht (mish, gjaipë) ilope. Lëkurë lope. Opinga lope. Tufa e lopëve. Bariu i lopëve. Ethel lopa* kërkon dem. *Pellet lopa.*
2. *keq., shar.* Vajzë a grua me trup të madh e të shëndoshë dhe shumë e ngathët.
t U be lopë u shëndosh shumë nga trupi. Kur të rlasin lopët *iron,* kurrë. E ka lëpirë lopa *shih te* LË-PIJ. Ia ka lëpirë lopa trutë (mendtë) *dikujt tall, shih te* LËPIJ. I ka

pjellë lopa *d ik uj t shih te* PJELL. Ka sa të hanë lopët (qentë) *thjeshtligj. shih te* HA. I rri si lopës pa viç *dikujt* e merr më të mirë, ia plotëson të githa kërkesat; sillet shumë mirë me të. I ikën lopa me gjithë viç *shih te* VIÇ,~I. Ta men- lo-pën me gjithë viç *shih te* VIÇ,~I. I lëshon fjalët si lopa bajgën *thjeshtligj. shih te* BAJGË,~A. Lopa në mal, përsheshi në vatër (në xham) *fj. u.* peshku në det, tig-ini në zjarr. Gjuhë lope *bot. shih te* GJUHË,~Ai. L o p ë deti *zool.* jjitar me trup shumë të madh, që ka jetuar në tufa kryesisht në Oqeanin e Ngrirë të Veriut dhe që tani është zhdukur.

LOPËLARË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lopë e larme.

2. *fig.* Njeri që ha shumë, hamës i madh, grykës.

3. *folk.* Figure e përrallave popullore shqiptare, që përfytyrohej si një bareshë lopësh. *Lopëlara ruante lopët.*

LOPËRlNA,~T . *vet. sh.* Lopët, viçat, demat dhe qetë së bashku, gjedhët. *Ruante lopërinat.*

LOPËRT (i,e) *mb.* Oë merret nga lopa, prej lope; që bëhet nga përpunimi i lëkurës ose i qumështit të lopës; që bëhet me mish lope. *Mish i lopërt. Opinga të lopërta. Qumësht i lopërt. Gjalpë i lopërt. Pace e lopërt.*

LOPOR,~E *nib.* 1. Që është i trashë nga trupi, trupmadh.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

LOPTHI *ndajf.* Ashtu si bëjnë lopët, si lopët. *V zunë lopthi.*

LORD,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Titull i trashëgueshëm i aristokracisë së Iartë angleze ose titull i atyre që kanë detyra të larta shtetërore; ai që e mban këtë titull. *Lordi i admiraliatit.*

LORËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Shpend i vogël nate, me pendë ngjyrë kafe të çelur ose si të kuqe, me bisht të gjatë, që nxjerr një zë të përvajshëm kur këndon. *Këndon lorëza. Flet si lorëza* flet shpejt e me zë të çjerrë.

LORËZOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto HI.* Këndon lorëza.

2. *fig.* Flas me zë të çjerrë; qaj si lorëza (për nje-rëzit)..

LOSË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zoo!.* Lloj peshku i ujërave të ëmbla i ngjashëm me troftën, por me trup më të shtypur dhe me pendën kurrizore në trajtën e freskores.

LOSH,~E *mb. bised.* t. Që qan shpejt, që i ka lotët gati në sy, qarës, qaraman. *Fëmijë losh.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

LOT,~I *m. kryes. sh.* ~, ~ËT. 1. Lëng pa ngjyrë e i tejdukshëm si uji, me shije si të kripur, që del nga gjëndrat e syrit kur kemi ngacmime në sy, kur qajmë etj.; një pike e këtij lëngu. *Lot të nxehtë (të hidhur). Lot hidhërimi (mallëngjimi, përmallimi, gë-zimi). Rrëke (çurg) lotësh. Një pike lot. Gjëndra e lotëve. Me lot në (nëpër) faqe* duke qarë; duke vaj-tuar. *Derdhi lot* qau; vajtoi. *shkanë (i rrodhën) lotët. S'i mbante dot lotët. Kapërdiu (gëlltili) lotët. Fshiu lotët. E mbytën lotët* qau shumë. *U la në lot* qau shumë. *lu mbushën sytë me lot. Qau (qeshi) me lot. E qau me lot (pa lot). I shkojnë lotët rrëke. I binin lotët si bre-shër. Iu thanë lotët. I kulluar si pika e lotit.*

*2.* Vaj, vajtim. *Lëndina e lotëve. hist,* shesh në të dale të qytetit, ku njerëzit ndaheshin më të afërmit e tyre kur shkonin në kurbet. *STbiem në lot. Armiku mbolli lot c mjerim.*

3. Pike uji a bulë lëngu që del nga një degë a bimë e prerë, nga muri me lagështirë etj.; pike e vogël e një lëngu. *Lot uji (vese, gjaku). Një lot vaj. Hardhia lëshon lot kur pritet. Muri ka nxjerrë lot.*

4. Njollëz, pullë e vogël. *Dele me lot të zi.*

5. *përd. mb.* Shumë i kthjellët. *Koha (qielli) ishte lot.*

•*k* Derdh lot *shih te* DERDH. I fshiu lotët *dikujt shih te* FSHIJ. E lau me (në) *\o\dikë a diçka shih te* LAJ. Lotë krokodili *shih te* KROKODIL,~$1_2$. Lot e shpirt krejt, gjallë (për një që ngjan shumë me një tjetër). I mblodhi lotët *shih te* MBLEDH. E qau me lot *diçka* a) e bëri shumë mirë diçka; e mësoi shumë mirë një punë, një pjesë etj., e thau; b) i iku nga duart diçka e s'e gjën dot me, i shkoi për gjithnjë; e quajti si të humbur. Ishte bërë për të qarë me lot *shih te* QAJ. S'janë tharë (ende, akoma) lotët *shih te* THAHEM. E hante bukën me lot vuante shumë në jetë, mezi nxirrtë bukën e gojës, jetonte në mjerim. S'kishtë (s'mbeti) asnjë lot nuk mbeti fare, nuk mbeti asnjë pike (për qumështin, vaj in, verën, rakinë, ujine lëngje të tjera kur sosen). I lau rrugët me lot qau shumë; vuajti shutnë në jetë. Iu mbushën sytë me lot *shift te* SY,~RI. E priti me lot në sy e priti shumë i përmalluar ose i mallëngjyer. I vajtën lotët pas kokës riuk ka me asnjë dhimbje për dike, të cilin e ka qarë riië pare, nuk ndien me dhimbje. I ka lotët në majë të synt qan lehtë; është gati të qajë edhe për gjënë më të vogël, Qante me shtatë pale lot *shih te* SHTATË. lot qyqeje *shih te* QYQE,~JA.

LOTARI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Heqja e shortit p^r sende ose për një shumë të hollash sipas numrave të biletave a të librezave që janë ndarë me pare. *Lo-taria e huasë shtetërore. vjet. Lotaria e Kryqit të Kuq. vjet. Lotaria e shlyerjes. Lotaria e arkave të kursimit. vjet. Biletë lotarie. Librezë kursimi me lotari. vjet. U hog lotaria.*

*2.* Lojë, në të cilën lojtarët fitojnë kur del numri i iletrës së tyre ose kur një vegël e posaçme, që rrotu-llohet, ndalet në numrin e kërkuar me pare; vegla për këtë lojë. *Luante në lotari. Vë (hedh) në lotari. Fitoi (hutnbi) në lotari.*

.^ I ra (e zuri) lotaria i ra shorti për të bërë diçka; e caktuan për të kryer një punë, që nuk e kishte marrë askush përsipër. I doli lotaria i dhanë diçka të mirë qp nuk e priste, i erdhi e mira te dera. Heq lotarinë *shih te* HEQ. Vë në lotari *diçka* provon shortin për diçka, e vë në short.

LOTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljes LOTOJ. *Lotimi i syve.*

LOTMADH,~E *mb.* 1. Që ka vuajtur shumë, që ka hequr shumë në jetë, i shumëvuajtur. *Nënë lotmadhe.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

LOTOJ *jokaL,* ~OVA, ~UAR. 1. Derdh lot, me rrjedhin lotët nga sytë; qaj me lot, vajtoj. *to-X6jnë sytë. Lotonte nga tymi. Nëna po lotonte.*

2. *kal.* E qaj dike me lot, e vajtoj. *E lotuan shumë të vdekurin.*

3. *vet. veta III.* Nxjerr ujë a lëng pika-pika, pikon nga pak, qan. *Lotojnë bimët (lulet). Loton hardhia. Loton muri (pusi). Loton dheu. Loton shtamba (ena).*

LOTORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *libr.* Enë e posaçme që përdorej në kohët e lashta për të mbledhur lotët në të kur vajtonin, ena e lotëve. *Lotore bake (qelqi).*

LOTSJELLËS,~E *mb.* Që bën të të dalin lot nga sytë. *Gaz lotsjellës. Bombë lotsjellëse.*

LOTUAR (i,e) *mb.* I përlotur. *Me sy të lotuar. Ë puthi e lotuar.*

LOTUES,~E *mb.* Që nxjerr lot, që derdh lot-*Gjëndrat lotuese.*

• Shelg lotues (vajtues) *bot. shih te* SHELG,~U.

LOTZONJË,~A. *bot.*
Bari i lotzonjës *bot.* drekëz.
LOVIDHE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Bishtajë; ma-shurkë. *Lovidhe fasulesh (bathësh, bizelesh). Lovidhja e qiqrës. Mish me lovidhe.*
LOZ *jokal.* dhe *kal.,* ~A, ~UR. Luaj. *Loz valle. Ldz shah. Lozin fëmijët. Po lozte nga mendtë.*
LOZAK,~E i *mb.* Që bën shumë lojëra; lo-dërtar, lozonjar. *Vajzë lozake.*
LOZAK,~E a *mb.* Që ka loze, që është me lo-ze. *Bimë lozake.*
LOZE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1., *bot.* Dredhë hardhie, kungulli etj. *Loze hardhie (rrushi). Lozet e kungullit. Lozet e fasuleve.*
*2.* Guzhmë. *U këput lozja.*
3. *fig. bised.* Lloj, fare, race. *Loze e keqe.* • Lëshoi loze *shih te* LËSHOJ.
LOZONJAR,~E *mb.* 1. Që lëviz shumë, i lëviz-shëm; që i pëlqen të merret me lodra (kryesisht për fëmijët). *Fëmijë lozonjar.*
2. Që bën shumë lojëra e shakara të gëzueshme; që të tërheq e të josh duke bërë shumë naze. *Vajzë lozonjare.*
3. *fig. keq.* E lëvizshme, bishtdredhur (për femrat).
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
LOZHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *teatër.* Pjesë e veçuar, e ngritur anëve të platesë në sallën e një teatri a kinemaje, në të cilën mund të rrinë disa shikues. *Lozhë qendrore (anësore). Lozhat e teatrit. Biletat e lozhave.*
*2. ndërt.* Ballkon i futur në ndërtesë. *Hyrje me një lozhë e një ballkon.*
LUADH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Livadh. *Luadhe malore. E bëri luadh. Hyri në luadh të huaj. la bëri mendjen luadh.*
LUAJ *jokal.,* ~TA, ~TUR. 1. Lëviz vazhdimisht, hidhem e bredh andej-këtej në një shesh a në një vend tjetër për t'u argëtuar. *Fëmijët luajnë në oborr. Luajtën gjithë ditën.*
2. edhe *kal.* E shkoj kohën e lire bashkë më të tjerë duke u marrë me diçka që me argëton, me jep këna-qësi e me çlodh; marr pjesë në një ndeshje sportive. *Luan kukullash (guraçokthi, tresh, litarfhi). Luante me macen (me këlyshin). Luanin letrash (me letra). Luaj shah (tavëll, domino). Luaj futboll (volejboll, ping-pong). Luajtën bukur (keq). Luan "Partizani" me "Labinotin".*
3. edhe *kal.* Mishëroj në skenë një rol të caktuar nga një vepër dramatike, interpretoj; marr pjesë në një shfaqje me një rol; heq valle. *Luan rolin e punëtorit (rolin kryesor). Luan në film (në teatër, në një film me ngjyra). Luan bukur (me mjeshtëri). Luajtën një valle popullore.*
4. edhe *kal.* I bie një vegle muzikore për të dhënë një melodi etj.; këndoj një këngë a një pjesë muzikore. *Luajti tri këngë. Luan në piano (në violinë, në fizarmonikë). Orkestra luajti bukur.*
*5.* E trajtoj me mospërfillje dike a diçka, e marr më të qeshur, nuk e marr me gjithë mend; e quaj a e bëj si lojë; qesëndis, tallem me dike a me diçka. *Mos luaj me mua!* mos u tall! *Luan me fjalë. Mos luaj me njerëzit! Luan me jetën (me të ardhmen, me fatin) e dikujt. Luan me zjarrin.*
*6. bised.* Prishem nga mendtë, çmendem. *Paska luajtur fare.*
7. edhe *kal. bised. shih* LËVIZ i-g. *E luajti me maj-tas (me djathtas, me përpara, me pas). S'ka luajtur fare nga fshati (nga shtëpia, së andejmi, që andej). Luaj buzët. Luan veshët. I luan një dhëmb. Luaj çe-lësin (rrotën e një mekanizmi). Fletët (gjethet) luajnë lehtë. Luajti toka nga tërmeti. Duhet të luajë edhe vetë. Po s'luajte, s'ia del dot. Nuk luajnë çmimet. S'ka luajtur koha (temperatura). Nuk luan nga fjala. Muri luan, burri s'luan. fj. u.*
8. edhe *kal.,* edhe *fig. bised.* E lëviz me me vrull diçka për ta mbaruar me shpejt një punë, një veprim etj., i jap; *vet. veto III* bëhet a ecën me gjallëri e me vrull, vlon. *Luaje kazmën!* puno me shpejt!, jepi kazmës! *Luaji duart!* puno me shpejt! *Luaji këmbët!* ec me shpejt! *Luaji dhëmbët!* ha me shpejt! *Luan puna* vlon puna. *Luan lopata* vlon puna me lopatë. *Luante druri (dajaku)* vlonte druri. *Kush luan këmbët, luan edhe dhëmbët. fj. u.*
*9. kal. bised.* Marr një pjesë nga një send, vë dorë në të, e prek, e cenoj, e ndryshoj; ngacmoj, ngas dike. *Mos i luani këto ntollë! S'e ka luajtur gjellën. Mos e luaj fëmijën!* mos e ngacmo! S'e *ka luajtur njeri, ashtu si qe është. S'ka luajtur asgjë në tekstin e më-parshëm.*
•*k* Luan arushë *me dike keq. shih tek* ARUSHË, ~A. Luan (dredh, përdredh, lëviz) bishtin *keq. shih te* BISHT,~I. I luan (i tund) bishtin *dikujt keq. shih te* BISHT,~I. Luaj buzët flas; flas ngadalë e pa u ndier shumë. Lua] cicmic *shih te* CICMIC,~I. Luaj cingël *me dike shih te* CINGËL,~LI. Luaj cingëHM *me dike shih te* CINGËLTHL Luan (tund) deren *mospërf. shih te* DER6,~A. E luan gishtin (e pnshkës) a) është i zoti e i shkathët; b) është trim i madh. E luan gishtin e shëllirës (e lëngut) *dikush* a) është i zoti e i shkathët për të bërë diçka, e luan mirë pjesën; b) është trim i madh. E ka luajtur gishtin *dikush* ka marrë pjesë në luftë; ka luftuar a ka qëlluar me pushkë. E luan nëpër gishta *njëlëndë shih te* GISHT,~I. Luan (lëviz) gurët përpiqet shumë, bën ç'është e mundur, përdor të gjitha mjetet e mënyrat për t'ia dale mbanë një pune; përdor mjete e mënyra jo të rregullta për qëllime e interesa vetjake. Luaj (hedh, përdor) gurin (letrën, zarin) e fundit *shih te* FUNDIT (i,e). S'luajti (asnjë) këmbë s'luajti fare nga vendi ku ishte, nuk bëri asnjë hap përpara a prapa, qëndroi në vend. Luan lojën (lodrën) *e dikujt* vepron sipas udhëzimeve të dikujt, vepron në interes të tij, bën punën e tij. E luajti në litar *dike shih te* LITAR,~I. E luan në tel *dike shih tek* TEL,~I. Luajnë mbyllasyzash *shih te* MBYLLASYZASH. Luan mendsh për *diçka a për dike* edo shumë, i pëlqen jashtëzakonisht. Luajti mendsh (nga mendtë, nga fiqiri) u çmend, u marros, shkalloi nga mendtë. Luajti nga kondaku *shih te* KONDAK,~U. I luajti (i iku, i kapërceu) mendja (e kokës) *shih te* MENDJE, ~A. I ka luajtur (i ka ikur) çikriku *shih te* ÇIKRIK,~U. I kanë luajtur (i janë liruar) vidhat (burgjitë, burmat) *dikujt shih te* VIDHË,~A. Me luajti (me iku) kapaku (tepeleku, tabani) i kokës (kafka, tepja e kokës) *shih te* KAPAK,~U. E luan pjesën *dikush mospërf.* vepron me shkathtësi e me zgjuarsi sipas gjendjes, di t'u përshtatet rrethanave të çastit, bën ashtu si e do puna. Nuk luaj (nuk ndryshoj) asnjë presje *shih te* PRESJE,~A n. Nuk i luan (nuk i lëviz, nuk i dri-dhet) qerpiku (qepalla, syri, bebja e syrit) *shih te* SY,~RI. Luan rolin *e dikujt* shtiret si dikush tjetër; sillet ndryshe nga ç'është në të vërtetë për të arritur qëllime të caktuara. I luajti një rreng *dikujt* i ngriti një grackë; ia punoi keq, e mashtroi. Loan teatër *me dike* tallet, qesëndis me dike. I luan telat *shih tek* TEL,~I. S'e luan (s'e tund) (as) topi *shih tek* TOP,~I. Luan urët a) e nxit një punë që të marrë vrull, e bën

diçka që të ecë, e shpon; b) *keq.* nxit dy vetë kundër njëri-tjetrit, ndez sherrin. Luaj vendit! *shih te* VEND, ~I. Me Inan (me lëviz) zemra *shih te* LËVIZ. Diç (diçka) luan këtu (në këtë mes)! ka diçka të fshehtë, jo të çiltër e jo të qartë (një hile, një rreng etj.), nuk është plotësisht e pastër ose nuk është ashtu si duket kjo punë, lëvrin diçka. E bëri të loajë (të kërcejë, te taedhë valle) në tepsi *shih tek* TEPSI,~A. S'lë gur pa majtw (pa kthyer, pa trazuar) *shih te* LË. Nuk luan as gishtin e dorës (e këmbës) nuk bën asgjë, nuk bën asnjë punë a veprim; nuk lëviz; nuk shqetësohet fare, nuk bëhet merak. E luan (e sjell) në majë të gishtit (të gishUve) *dike shih te* GISHT,~I. Sa t'i luajë këm-ba e dora *shih te* KËMBË,~A. Luante qeni i kallaj-xhiut *shih te* KALLAJXHI,~U. Luan si qeni me leckë *me dike shih te* QEN,~I. Luan stricë në kurrU *të dikujt shih te* STRICË,~A. I luan (i lë?iz, i shket, i rrëshqet, i dridhet) toka (trualli) nën këmbë *shih te* DRIDHEM.

LCAJTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LUAJ, LUHET. *Luajtja e duarve (e këmbëve, e kokës).*

LUAJTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të luajë nga vendi ku është, i lëvizshëm. *Raft i luajt-shëm.*

2. Që nuk qëndron në vend, i lëvizshëm. *Tokë e luajtshme.*

3. *drejt.* Që nuk është i lidhur me token dhe me ndërtesat si prone a si pasuri e dikujt, që mund të mbartet nga një vend në një vend tjetër (për paratë, orenditë etj.); *kund.* i paluajtshëm. *Pasuri e luajtshme.*

4. *fig. bised. keq.* Që lëviz sipas kushteve e rrethanave, i lëvizshëm, i paqëndrueshëm. *Njeri i luajt-shëm.*

LUAJTUR (i,e) *mb. bised.* 1. Që ka bredhur në vende të ndryshme, që s'ka qenë i ngulur, i bredhur. *Njeri i luajtur.*

2. Që është prishur nga mendtë, i çmendur. *Njeri i luajtur. Është i luajtur.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Punë prej të luajturish.*

LUAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Kafshë e egër gjitare, e madhe e mishngrënëse, me lesh të shkurtër e të verdhemë, me një tufë qimesh në fund të bishtit (dhe te mashkulli me një kreshtë a kurorë qimesh të gjata në qafë e rreth kokës), që ndodhet në disa vise të Afrikës, të Azisë etj. dhe që mbahet si kafsha më e forte në përleshje më të tjerat. *Gjuetia e luanëve. I forte si luan. Luftoi si luan.*

2. *fig.* Njeri trim, guximtar e i forte. *Luanët trinta (partizanë)..,*

3. *fig. Përd. mb. m.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Djalë luan.*

•*k* Pjesa e luanit *libr. iron,* pjesa më e madhe e më e mirë e diçkaje, që e merr me i forti për vete pa për-fillur të tjerët.

*LUANI I DETIT zool.* Lloj foke e madhe e me veshë, që jeton zakonisht në oqeane.

LUANESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Femra e luanit.

2. *fig.* Vajzë a grua trimëreshë, sypatrembur dhe e forte. *Luaneshat shqiptare. Luaneshat e maleve.*3. *fig. Përd. mb. f.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Grua luaneshë.*

LUARL,~A . *përmb.* Kope lopësh.

LUBARDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kafshë e egër mishngrënëse e viseve malore, me qime të shndritshme, të bardha në të kuqërreme, që i ngjan luqerbullit dhe është shumë e shpejtë; lulëz.

LUBl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *mit.* Figure e mito-logjisë shqiptare, që përfytyrohej si një gjarpër keq-bërës shumë i madh, me bisht të gjatë, me disa krerë dhe i pangopshëm, i ngjashëm me kuçedrën.

2. *fig. keq.* Njeri që ha shumë, njeri i pangopshëm.

3. *krahin.* Stuhi. *Lubia e detit. S"është ere, është Iubi.*

• E ka lubinë në bark *keq.* ha shumë, është i pangopshëm.

LUBRIFHÇANT,~E *mb. tek.* Lubrifikues. *Vaj lubrifikant. Lyej me lubrifikant.*

LUBRIFIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LUBRIFIKOJ, LUBRI-FIKOHET. *Lubrifikimi i rrotave (i boshtit, ipompave).*

LUBRIFTKOHET *tek. Pës. e* LUBRIFIKOJ.

LUBRIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Lyej me vaj a me një lëndë tjetër të butë pjesët e një ma-kine, të një mekanizmi etj., me qëllim që, kur fërko-hen, të lëvizin me lehtë e të punojnë me mirë dhe të mos hahen; lyrësoj. *Lubrifikoj makinën (motorin). Lubrifikoi rrotat.*

LUBRIFIKCES,~E *mb. tek.* 1, Që përdoret për të Iyer pjesët e një makine ose të një mekanizmi, me qëllim që të lëvizin me lehtë e të punojnë me mire dhe të mos hahen; lyrësues. *Lëndë lubrifikuese. Vaj lubrifikues.*

2. if *em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Vaj a lëndë tjetër e butë, që përdoret për lubrifikim. *Lyej me lubrifikues.*

LUFTANIJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Anije lufte.

LUFTARAK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me luftën, që lidhet me luftën ose me kërkesat e saj, i luftës; që bëhet për luftë ose si në luftë. *Arti luftarak. Detyrë luftarake. Përgatitje (stërvitje) luftarake. Veprime luftarake. Gatishmëri luftarake. Alarm (urdhër) luftarak.*

2. Që i shërben ushtrisë dhe luftës, që është bërë për t'u përdorur në luftë; ushtarak. *Anije luftarake. Aviacion (aeroplan) luftarak. Predhë luftarake. Mje-te (teknikë, makinë) luftarake. Bazë detare luftarake. Lëndë helmuese luftarake. Kompleti luftarak* pajisjet e ushtarit.

3. Që lufton me këmbëngulje e deri në fund për të kryer detyrat dhe i kapërcen me guxim pengesat e vështirësitë; që karakterizohet nga lufta e ashpër dhe e vendosur për një çështje, i gjallë, i zjarrtë; që është tipar dallues për luftëtarin e paepur. *Njeri luftarak. Parti luftarake. Mbledhje luftarake. Qëndrim luftarak. Me vrull (me shpirt) luftarak. Miqësi luftarake.*

• Fletë luftarake *shih te* FLETË,~A $_2$.

LUFTASH *ndajf.* Lnaj luftash: luaj me top, në dy skuadra kundërshtare, lojtarët e njërës prej të cilave goditin me top lojtarët e tjetrës deri sa t'i qëllojnë e t'i nxjerrin jashtë Ioje të gjithë.

LCFTË,~A *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. 1. Ndeshje e armatosur ndërmjet shtetesh a forcash kundërshtare, që zhvillohet zakonisht me një varg betejash; koha sa vazhdon kjo ndeshje dhe gjendja që krijohet ndërmjet palëve që ndeshen; përleshje e arn)atosur ndërmjet forcash ushtarake kundërshtare në një vend të caktuar, betejë, luftim. *Luftë e drejtë (revolucionare, çlirimtare). Luftë popullore (partizane). Luftë mbroj-tëse (sulmuese). Luftë e padrejtë (imperialiste, push-tuese, grabitqare, shkatërrimtare). Luftë civile (qy-tetare). Luftë bërthantore (bakteriologjike, kimike). Luftë e ashpër (e përgjakshme). Luftë tokësore (aj-rore, detare). Lufta e parë (e Dytë) Botërore. Lufta Nacionalçlirimtare e popullit shqiptar. Lufta e Vlorës. Lufta për çlirimin e Tiranës. Lufta dhe paqja. Lufta kundër pushtuesve të huaj dhe tradh tarëve të vendit. Heronjtë (dëshmorët) e luftës për çlirim. Ligjet e luftës. Anije lufte. Rob lufte. Plaçkë lufte. Gjurmël (dëmet) e luftës. Dëmshpërblintet e luftës.*

*Sheshi i luftës. Në kohën e luftës. Që nga lufta e këtej. Përpara luftës. U be luftë. Bëri luftë* luftoi. *U kthye nga lufta. Ra (u vra) në luftë. Ndodhen në gjendje lufte. Nisi (plasi, pushoi, mori fund) lufta. I shpalli luftë. Hyri në luftë. Ka marrë pjesë në luftë.*

*2.* Ndeshje e ashpër dhe e papajtueshme ndërmjet sistemesh, klasash, grupesh shoqërore a partish kundërshtare; veprimtari goditëse që organizohet e zhvillohet nga një klasë, nga një parti, nga një sistem shoqëror etj. për të mposhtur e për të asgjësuar palën kundërshtare, veprimtarinë e saj dhe gjithçka që i shërben asaj. *Luftë politike (ideologjike, ekonomike, diplomatike). Luftë e nxehtë* luftë me armë. *Luftë e ftohtë* luftë politike, ideologjike, ekonomike etj. (pa armë). *Luftë parimore. Lufta e klasave. Lufta ndërmjet dy sistemesh. Lufta kundër imperializmit (socialimperializmit, revizionizmit). Lufta kundër ar-miqve të revolucionil (kundër armiqve të klasës). Lufta ndërmjet punës e kapitalit (ndërmjet proletariatit e borgjezisë).*

3. Përpjekje këmbëngulëse për të mënjanuar a parandaluar, për të çrrënjosur a për të asgjësuar diçka të dëmshme ose për të kapërcyer pasojat e rënda të diçkaje. *Lufta kundër fesë (kundër zakoneve prapanike). Lufta kundër ndikimeve të idëologjisë borgjeze e re-vizioniste (kundër shfaqjeve të huaja, kundër burokra-tizmit, individualizmit, indiferentizmit e liberalizmit). Lufta kundër dëmtuesve të bimëve. Lufta kundër së-mundjeve ngjitëse (kundër malaries). Lufta kundër vërshimeve të lumenjve (kundër gërryerjes së tokës, kundër thatësirës). Lufta kundër pasojave të tërmetit.*

*4.* Ballafaqim e ndeshje ndërmjet dy mendimesh, pikëpamjesh, ndjenjash, qendrimesh, prirjesh, shfaq-jesh etj. që janë të papajtueshme. *Luftë ë brendshme. Luftë mendimesh (ndjenjash). Lufta e të kundërtave. Lufta e së mirës më të keqen (me të ligën). Lufta e së resë më të vjetrën.*

5. Përpjekje e madhe, këmbëngulëse dhe e pa-ndërprerë për t'ia arritur patjetër një qëllimi, duke kapërcyer me guxim vështirësitë e pengesat. *Lufta për liri e pavarësi. Lufta për drejtësi shoqërore. Lufta për ndërtimin e socializmit. Lufta për fitoren e së resë. Lufta për shtimin e prodhimit (për sigurimin e bukës në vend). E arriti me luftë. Zhvilluan luftë të ashpër sportive, sport. Në luftë me...*

6. *bised.* Përleshje trup me trap ndërmjet dy a me shumë njerëzve ose kafshëve, luftim. *Është i forte në luftën trup me trup.* Ne vijën e part " laftts (të ijarrft) rt " VIJË, ~A.

LUFTËDASHËS,~E m. 1. Që kërkon e synon te bëjë luftI a të shpërtnejë luftën, që do luftë; luftë-nxitës. *Kliki luftëdaskëse. Qarqet luftëdashëse.*

2. *Pird. em.* sipas kuptimit të mbicmrit. *Luftëda-shisit imperialist.*

LUFTËNDEZËS,~E mA. 1. Që nis a që ndez luf-tën; luftënxitës. *Fatktstit luftëndezës.* 2. JVrrf. *em.* sipas kuptimit të emrit.

LUFTËMXITËS,~E *mb.* Që nxit vendet e popujt për të hyrë në luftë, që kërkon të hedhë botën në zjarrin e luftës për qëtlime grabitqare e pushtuese. *Politiki (plane) luftënxitëse.*

*2. Pird. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Luftë-nxitësit imperialisti.*

LUFTËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që merr pjesë në luftë, ai që bën luftë. *Luftitar i guximshëm (trim). Luftitarët e çetave.*

2. Ai që përpiqet shumë, me këmbëngulje e me guxim për të arritur diçka; ai që lufton për një çështje të madhc a të përbasbkët. *Luftitar i paepur. Luftëtarët e lirisë. Luftitar për komunizmin.*

3. *fig.* Ai që është trim e i zoti, njeri sypatrembur.

LUFTËTAR,~E *mb.* 1. Që merr pjesë në luftë, që bën luftë; që përbëhet nga luftëtarë. *Çetë luftëtare.*

2. Që përpiqet shumë me këmbëngulje e me guxim për të arritur diçka, luftarak. *Njeri luftëtar.*

3. *fig.* Që është trim e- i zoti, sypatrembur. *Burrë luftëtar.*

*4. vjet.* Që ka të bëjë me luftën, luftarak. *Veprimet luftëtare. Traditat luftëtare.*

LUFTËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LUFTËTAR,~I. *Luftëtarët e çetave partizant. Luftëtare për të renë.*

HJFTIM,~l *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LUFTOJ, LUFTOHEM *Luf-timi i sëmundjeve. Lufttmi i zakoneve prapam'ke.*

*2.* Ndeshje e annatosur e forcave luftarake në një vend a hapësirë të caktuar. *Luftim i ashpër (i përgjak-shim). Luftim ajror (tokësor, detar). Luftim mbrojtës (suimues). Urdhri i luf limit. Në formation luftimi. E nxorijashtë luftimit* e bëri që të mos jetë me në gjendjc të luftojë. për *luftim!* komandë ushtarake që jepet kur luftëtarët duhet të jenë gati për tu hedhur në luftë.

3. Ndeshja që zhvillohet ndërmjet dy a me shumë njerëzve në një garë sportive. *Luftim me shpatë. Luftim në tabelëne basketbollit.*

4. *vet. sh.* Rrahje të forta të zemrës; dhimbje e thellë, që shfaqet me rrahje të rregullta. *Luftlmet e zemrës. Luftimet e plages.*

LUFTOHEM. *Pës. e* LUFTOJ.

LUFTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ndeshem me armë me armikun, bëj luftë, marr pjesë në luftë ose në një luftim. *Luftuan me armë (me pushkë, me shpatë). Luftuam kundër pushtuesve e tradhtarëve të vendit. Luftoi si trim (si luan). Luftoi dhëmb për dhëmb me armikun. Luftoi dtri në pikën e fundit të gjakut.*

*2.* edhe *kal.* Ndesbent me ashpërsi me një sistem, klasë, grup shoqëror a parti tjetër që ështfr kundër

meje dhe përpiqem më të gjitha mjetet ta thyej c ta mposht; zhvilloj veprimtari goditëse e të pandërprerë për të mposhtur e për të asgjësuar kundërshtarin, veprimtarinë e tij dhe gjithçka që i shërben atij. *E lufton politikisht (ideologjikisht, ekonomikisht). Luf-tojmi kundër imperiaiizmit (socialimperializmit, re-vizionizmit).*

3. edhe *kal.* Përpiqem me këmbëngulje të mënja-noj a të parandaloj, të çrrënjos a të asgjësoj diçka të dëmshme ose të kapërcej pasojat e rënda të diç-kaje. *Luftojmë kundër feu (kundër zakoneve pra-panike). Luftojmë kundër shfaqjeve të huaja (kundër veseve të këqija). Luftojmë kundër thatësirës. Luftojmë sëmundjet ngjitëse. Luftojmë mushkonjat (mizat, dëm-tuesit e pemëve).*

4. Përleshem trup me trup me dike tjetër për ta mposhtur ose për ta asgjësuar. *Luftoi një me pesë.*

*5. kal. fig.* Përpiqem me mënyra të ndryshme t'i bëj keq dikujt dhe ta dëmtoj sa me shumë. *E luftonte shumë ai. E luftonte pa të drejtë.*

6. *vet. veto III.* Ballafaqohet e ndeshet me diçka të kundërt e përpiqet ta mposhtë atë. *Lufton e reja më të*

*vjetrën. Lufton e mira më të keqen (e drejta më të padrejtën, e përparuara më të prapambeturën). Lufton jeta me vdekjen.*

7. *fig.* Përpiqem shumë e pa ndërprerje për t'ia arritur patjetër një qëllimi, duke kapërcyer me guxim vështirësitë e pengesat. *Luftojmë për ndërtimin e socializmit (për fitoren e së resë). Luftojnë për shti-min e prodhimit (për përmirësimin e cilësisë). Luf-tonin për një jetë më të mirë (për një çështje të drejtë, për të drejta të barabarta). Luftojmë për ngadhënjimin e marksizëm-leninizmit (e revolucionit proletar) në gjithë botën. Luftuan me pushkë e me penë. Kush s'luf ton, nuk fiton. fj. u.*

8. *vet. veto III.* Rreh shumë e shpejt '(për zemrën); dhemb thellë (për plagën). *lufton zemra. I lufton plaga.*

•*k* I lufton gjaku (zemra) ndizet shumë e merr hov për të bërë diçka, i rreh fort zemra për diçka.

LUFTËES,~E *mb.* 1. Që bën luftë kundër dikujt, që lufton; që merr pjesë në luftë. *Njësi (skuadër) luftuese. Palët (fuqitë) luftuese.*

*2. shih* LUFTARAK,~E. *Me shpirt luf tuts.*

3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~ IT. *shih* LUFTËTAR,~I.

LUG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Cope e gjatë druri a guri, e gërryer dhe e bërë si govatë për t'u dhënë ujë a ushqim kafshëve; koritë; mjet i tillë që përdoret për të mbajtur a për të përpunuar diçka. *Lug i gurtë (i drunjtë). Lug guri (druri). Lugu i bagëtive (i derrave, ipulave). Lug rrushi.*

2. Ulluk prej druri, prej teneqeje etj. nëpër të cilin rrjedhin ujërat. *Lug druri (dërrase, llamarine). Lugu i kroit (i çezmës). Lugu i mullirit (i dërstilës). Lugu i ujit. Lug për të ujitur arat.*

*3.* E thelluar për së gjati në një dru ose në një gur; hapësirë a vrimë e madhe për së gjati një sendi, nëpër të cilën kalon diçka. *Lugu i oxhakut. I bëri një lug.*

4. Pjesa e thelluar për së gjati qafës ose boshtit të kurrizit te njeriu; e thelluar a grope në një pjesë të trupit. *Lugu i qafës (i shpinës, i kurrizit). Lugu i gjoksit. Lugu i dorës (i këmbës). Lugu i zemrës* gropa e vogëi që është ndërmjet barkut dhe kraharorit.

5. Luginë e vogël, nëpër të cilën zakonisht kalonnjë rrjedhë uji, lugore; luginë. *Lug jet e Verdha. top. Kulloste bagititë nëpër lugje.*

6. Pjesë e ulët në një livadh, në një are etj., që duket si hulli; shteg në bore që është rrahur nga të ecurit. *Lugu i arës (i livadhit). Lugu i bores.*

• U be lug u palos me dysh (nga dhimbjet etj.). I kanë rënë gurc në lug i kanë dalë pengesa a ngatë-rresa në punë, i janë shtuar vështirësitë. I doli djersa në lug u lodh shumë, u rraskapit.

LUGAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Sqepar me presë të harkuar, që përdoret për të gdhendur drurin për biicela, për voza etj.; luges.

LUGAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Luginë e gjerë dhe e thellë; luginë e madhe. *Lugaja e Vigut. top. Dhentë u hapën nëpër lugajë.*

LUGARE,~JA i *f. sh.* ~E, ~ET. 1. Enë prej driiri si lug me bisht, që e përdorin muratorët për të mbajtur llaçin; govatë. *Lugarja e muratorit.*

*2.* Luginë e pjerrët dhe e thellë. *Malësia është gjithë lugare.*

LUGARE,~JA ii . *sh.* ~E, ~ET. Mbajtëse lugësh, luges.

LUGAT,~ATI *m. sh.* ~ETËR, ~ETËRIT. I. *mit.* Figure e besimeve të kota, që përfytyrohej si njeri, i cili në gjallje të tij ishte shumë i keq dhe pas vdekjes ngrihej natën nga varri, endej rrugëve e nëpër shtëpi dhe trembte njerëzit. *Thoshin se u be (doli) lugat. E hëngërt lugati! mallk., vjet. Ha si lugat* ha shumë, s'ka të ngopur. *Vishet si lugat. Sillet si lugat.*

*2. fig. keq.* Njeri shumë i shëmtuar në pamje, që u kail tmerrin njerëzve; njeri i keq, që u bën dëm të tjerëve.

• Bisht lugati *thjeshtligj.* ters, keq. Vampiri e njeh lugatin *fj. u. shih te* VAMPIR,~I. G j e m b lugati *bot. shih te* GJEMB,~I.

LUGATË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* LOPATË,

~A 2- *Lugatat e lundrës.*

LUGË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. I. Përdorëse prej me-tali a prej druri, që ka një kupë të vogël në trajtë vezake e një bisht të gjatë dhe që shërben për të ngrënë gjellë ose ushqime të tjera sidomos të lëngshme; sasia e gjellës a e një lënde tjetër sa nxë një përdorëse e tillë. *Luge e madhe* qepshe, garuzhdë. *Luge alumini (druri). Luge gjellë. Luge kafeje (çaji). Një dyzinë (nje teste) luge. Takëm lugësh e pirunësh. Një luge sheqer (kafe, miell). Një luge reçel (mjaltë). Një luge kos* i *(përshesh). Vjeshtë e luge* kur nis të ftohet moti duhen gjellë të ngrohta. *Ha (marr) me luge. Përziej me IIugë. I hedh dy luge kripë. Mori (hëngri) nja dy luge dhe u ngrit. Nuk hëngri asnjë luge.*

2. Vegël zakonisht e metaltë, me një pjesë si kupë a si lopatëz dhe me një bisht ose me një zgjatim, që përdoret për të marrë diçka, për të përzier lëndë të ndryshme etj. *Luge pastruese. tek. Luge shpimi. tek. Luge shënimi. usht. Luge lulesh* lopatë e vogël për të shkrifëruar dheun e vazove. *Luge këpucësh* përdorëse që shërben për të mbathur këpucët, mbathës. *Luge thëngjijsh (gacash)* kaci zjarri. *Luge llaçi* mistri.

• Një luge (një majë luge) fare pak, shumë pak. Kara ngrënë me një luge *me dike* e kam pasur shok a mjk të ngushtë dike; e njoh shumë mirë. S'ka luge për *dike* nuk i japin dikujt pjesën që i takon, e lërië pa gjë. Me luge në brez *keq.* vetëm për të ngrënë;

i gatshëm për të ngrënë kudo e kurdoherë në kurriz të të tjerëve, qelepirxhi. Iu njom luga *dikujt* u mëkëmb pak nga gjendja ekonomike, e mori pak veten. S'më thahet luga *shih te* THAHEM. la than lugën *dikujt shih te* THAJ. Është bërë si bisbt luge është dobësuar shumë, është tretur e tharë nga trupi. Është bërë si luge çerrishi *shih te* CERVISH,~I. I ra luga (sëpata, sqepi, shpata, thika) në mjaltë *shih te* MJALTË, ~I. I ra luga në qumësht *dikujt shih te* QUMËSHT, ~I. I bie maces me luge *mospërf.* është në moshë ende të vogël, është foshnjë ose si foshnjë, i papjekur dhe nuk kupton se ç'bëhet; bën veprime prej çilimiu. I ra me luge të madhe *diçkaje* e harxhoi pa kursyer fare, i ra pa e mbajtur dorën, u tregua tepër dorëlirë. Doll luge e Iarë *shih te* LARË (i,e). la di lugët në kaçile *dikujt* ia di të gjitha të fshehtat, ia njoh edhe zorrët e barkut. Ia di lugët e piru-nët *dikujt* di gjithçka për dike, ia njoh mirë edhe gjërat e imëta të shtëpisë; i njoh dhëmbë e dhëm-ballë. Ia ka djegur luga (qulli) buzën *shih te* QULL,~I. I fryn luges së tij *shih te* FRYJ. I futi lugët në kosh mbeti pa gjë fare, nuk mori asgjë, i lau duart (kur nuk i del a jo që kishte parashikuar me pare). E gjeti lugën në pilaf *keq.* e gjeti gati çdo gjë, e gjeti shtruar. Ka ngrënë me gjysmë luge *iron,* është shumë i dobët nga trupi, është si i ngordhur. Hante me

luge të florinjtë ishte në gjendje shumë të mirë, s'i mungonte asgjë, bënte jetë përrallore (për një të pasur). Hyn (futet) si luga në pilaf *keq.* merr pjesë menjëherë në diçka; ndërhyn menjëherë edhe atje ku nuk i takon, fut hundët. Është luge e Iarë *shih te* LARË (i,e). Është luge për vegsh është njeriu me i përshtatshëm për të bërë diçka; është pikërisht ai që duhet. I dhënça ujë me luge! *mallk.* u bëftë për vdekje, shkoftë në buzë të varrit! Kërkon të hajë me dy luge *keq.* kërkon të për-fitojë nga të dy krahët, përpiqet të nxjerrë përfltime.për vete duke e pasur mirë më të dy palët. Kërkon të hajë me luge të madhe *keq.* kërkon të përfitojë nga diçka me shumë nga sa i takon; është lakmitar. E la (e hodhi) në shportën e lugëve *diçka shih te* SHPORTË,~A. Nuk thahet (nuk soset) deti me luge *fj. u. shih te* DET,~I. I mbeti luga në pilaf *iron,* u turpërua, mbeti me turp. Mbeti me luge të zbrazët (bosh) *shih te* ZBRAZËT (i,e). Ngopet me Iugë të zbrazët (bosh) *shih te* ZBRAZËT (i,e). S'i mori loga gjë *tall,* s'i eci mbarë puna, nuk i vajti mirë, s'fitoi gjë, s'i mori lopata ujë. I mbeti luga në quit *iron,* nuk i eci fjala, nuk ia dëgjuan fjalën që tha, nuk ia vunë veshin. S'ia pret luga lugën thuhet për dike që ha me nxitim të madh ngaqë është shumë i uritur. I zuri luga ujë.u mëkëmb pak nga gjendja ekonomike, iu njom luga. Ia di sa luge ka në shtëpi *dik ujt* e njoh mirë e më të gjitha hollësitë gjendjen e dikujt, ia di lugët e pirunët. Të jep ujë me bisht (me shpinë) të luges *shih te* BISHT, ~I. Mbytet me një luge (pike, gotë, fllxhan, gisht) ujë *mospërf. shih tek* UJE,~I. Të vë në bisht të luges ta hedh kur të duash, të tall e ta punon me lehtësi. U zunë (u prishën) për një luge çorbë u zunë për diçka fare të vogël, u prishën për dy para spec. E di luga se ç'ka vorba (vegshi, poçja) *fj. u.* e di i zoti ku i pikon shtëpia. Me luge të kon, me bisht të verbon *keq.* është njeri me dy faqe, shumë i lig e dinak, në sy të ndihmon e pas krahëve te" dëmton. Luga e madhe të zë fytin (të shqyen gojën) *fj. u.* mos lakmo shumë se të del keq me pas! Atje ku bëhet dasmë e madhe, merr Iugë të vogël! *fj. u.* atje ku bëhet diçka me bujë e me zhurmë të madhe, nuk del gjë; mos u gënje nga zhurma e nga buja! Ku të tregojnëcopën e matte, merr lugen e vogH! *fj. u.* kur ta lëv-dojnë tepër diçka, mos prit shumI prej saj! Luga mbush barkun, piruni than gurmazin *fj. u. për* t'u ngo-pur mire duhen gjellë të ngrohta e jo vetëm gjëra të thata.

LUGËLËNGËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *pirb.* Ai që iron me ç'i japin të tjerët, duke iu përulur atyre e duke u bërë lajka, sahanlëpirës.

LUGË-LUGË *ndajf.* 1. Me luge njëra pas tjetrës, duke e marrë a duke e hedhur nga një luge e nga një luge. *E hëngri lugë-lugë. E hodhi vajin (gjalpin) lugë-lugë. E mblodhi lugë-lugë. Lugë-lugë shpiket një kupë. fj. u.*

2. *përd. mb.* I ridarë copa-copa me luge; me shumë gjurma lugësh. *E ndau halhën lugë-lugë. E bëri ka-çamakun lugë-lugë.*

LUGËS,~I i *m. sh.* ~, ~IT. Sqepar me presë të harkuar, që përdoret për të gdhendiir drurin për bucela, për lugje etj.; thikë e lakuar që përdoret për të gdhendur pjesë të thelluara në dru, për të bërë luge etj. *Gdhend me luges.*

2. Rende e përkulur. *Lugësi i kungullit.*

3. Vegël e metaltë, me një lopatëz të lugët, që përdoret për të kruajtur magjen nëpër qoshet; kruese. *Lugësi i magjes.*

LUGËS,~I H *m. sh.* ~, ~IT. 1. Kuti e posaçme prej druri, që varet në mur dhe shërben për të mbaj-tur lugët, mbajtëse lugësh, farashë. *Luges druri. Vë në luges.*

2. Mbathësi këpucëve.

3. Luge e madhe, qepshe, garuzhdë. *E ndau gjeltën me luges.*

*A. përb.* Lugëlëngës, sahanlëpirës. *Lugësit e Ballit Kombëtar.*

LUGËS,~I HI *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Sqeplugë.

LUGËS,~E *mb.* I lugët. *Sqepar luges. Thikë lit-gëse.*

LUGËSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LUGËSOJ, LUGËSOHET.

LUGËSNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mbajtëse lugësh, luges, farashë.

LUGËSOHET *vetv.* 1. Bëhet i lugët, lugohet. *U lugësuan dërrasat.*

2. *Pës. e* LUGËSOJ.

LUGËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj diçka të lugët duke e gërryer, lugoj. *Lugësoj trungun (drurin).*

LUGËSORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Luges për të gdhendur drurin.

LUGËT (i,e) *mb.* 1. Që është i futur përbrenda si grope, që është i thelluar si lug; *kund.* i mysët. *Vend i lugët, Dërrasë (pllakë) e lugët. Sipërfaqe e lugët. Pasqyrë e lugët. Thjerrëza të lugëta. fiz.*

2. Që ka trajtën e një harku, i harkuar, i përkulur. *Vijë e lugët.*

LUGËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që gdhend luge druri. 2. Thikë me presë të lakuar, që përdoret për të gdhendur luge druri, luges; vegël e metaltë me presë të gjatë e pak të lakuar dhe me dy doreza, që për-

doret për t'u qëruar Iëkurën drurëve, për të gdhendur pjesë të thelluara eij. 3. *shih* LUGËS,~I i 2.

LUGËTl,~A . Të qenët i lugët, vetia e diçkaje të lugët; *kund.* mysSti. *Lugëtia e sipërfaqes.*

LUGËTHATË *mb.* Që s'ka asgjë për të ngrënë, që s'ka me se të mbajë frymën; i varfër, i këputur. *E lane (mbeti) lugëthatë.*

LCGËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë e lugët prej druri, që përdoret për të hequr ujin nga lundra. *Lu-gëza e lundrës.*

2. Gropa e stomakut. *E goditi në lugëz.*

LUGIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LUGOJ, LUGOHET.

LUGlNË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Vend i ulët midis malesh a kodrash, nëpër të cilin zakonisht kalon një lumë; lug mali; grope e gjatë me anë jo shumë të pjerrëta. *Luginë e bukur. Luginë malore. Lugina e DevoHit (e Shkumbinit). Nëpër male e lugina.*

LUGINOR,~E *mb. libr.* 1. Që i përket luginës; që shtrihet në luginë, i luginës. *Bimë luginore. Faqet luginore.*

2. Që është si luginë; që ka lugina. *Vend luginor.*

LUGNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lugajë. *Lugnajë malore.*

LUGOHET *vetv.* 1. Merr trajtë lugu, bëhet i lugët.

2. *Pës. e* LUGOJ.

LUGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I jap trajtë lugu, e bëj të lugët. *Lugoj, trungun (drurin, gurin).*

LUGOR,~E *mb.* I lugët. *Vend lugor. Sipërfaqe lugore. Në trajtë lugore.*

LUGORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Enë e vogël druri, e lugët e me bisht, që përdoret për të larë, për të shtypur diçka në të etj. *Lugorja e duarve (e këmbë-ve)* legen druri. *Lugorja e hudhrave* shtypës hudhrash. " 2. Kallëpi i drunjtë i tjegullave, në trajtë lugu e me bisht.

3. Luginë e vogël; lug.
LUGTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lug i vogël kroi, lëfyti i kroit. *Bie ujë nga lugthi.*
2. *anat.* Pjesa e thelluar ndërmjet barkut e kra-harorit, gropa e stomakut. *Lugthi i zemrës (i gjoksit).*
3. *anat.* Stomaku.
LUGTHELLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lug mali i thellë.
LUGUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Thikë pak e harkuar që përdoret për të qëruar Iëkurën e kungullit.
LUGURUZHDË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Luge druri e madhe për të përzier gjellën në kazan; garuzhdë.
2. *vjet.* Enë e trashë prej balte a prej metali, në trajtë kupe, që përdorej për të shkrirë metalin.
LUGVESHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Gër-shërëz.
LUHARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Luge e madhe druri, qepshe, garuzhdë,
LUHAT (LUHAS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Lëkunddike a diçka sa andej-këtej; përkuad, tund. *Luhat foshnjën (djepin).*
2. Tund lehtë diçka; e bëj qS të lëvizë lehtë në ajër. *Luhat bishtin. Luhati krahët (kryet, kokën). Era lu-haste barin.*
*3. jokal. vet. vela III fig. shih* LUHATEM 4.
LUHATEM *vetv.* 1. Lëkundem sa andej-këtej; përkundem, tundem. *Luhaten fëmijët në shilarth (në kqlovajzë). Luhatet si i dehur.*
2. *vet. vet a III.* Tundet lehtë diçka; lëviz lehtë në ajër. *Luhatet flaka (drita). Luhaten lulet (gjethet).*
3. *fig.* Nuk qëndroj i patundur në një mendim, *T&* një vendim etj., tregohem i pavcndosur, lëkundem; e kam si me mëdyshje për të bërë diçka. *Nisi të lu-hatej. Luhatet në mendime.*
4. *vet. veta III fig.* Ndryshon a lëviz diçka brenda disa caqeve, është e paqëndrueshme; lëkundet. *Luhaten çmimet. Luhatet temperatura.*
5. *Pës.e* LUHAT.
LUHATËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lëkuiutës, shilarës, kolovajzë. *Tundet (luan) në luhatëse.*
LUHATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LUHAT, LUHATEM. *Luhatja e trupit. Luhatja e barit.*
2. Lëkundje sa nga njfi anë në anën tjetër; lëvizje e vogël jashtë qëndrimit të zakonshëm, që shkaktohet kur i biem pak diçkaje. *Luhatje e vogël. Luhatjet e thuprës së çelikut. Ushtrime në unaza me luhatje.*
3. *kryes. sh. fig.* Ndryshime që vihen re në kuptimin e në zbatimin e një udhëzimi, vendimi etj. për shkak se ata që e zbatojnë nuk c njohin mirë e thellë për-mbajtjen e tij ose për shkak se vetë udhëzimi ka diçka të paqartë. *Luhatjet në drejtshkrim. Luhatje në in-terpretimin e një rregulloreje.*
4. *fig.* Qëndrim I lëkundshëm e i pavendosur, pa-qëndrueshmëri; mëdyshje. *Luhatje në mendime. Ka luhatje.*
5. *fig.* Lëvizje a ndryshim brenda disa caqeve, lëkundje. *Luhatje të vogla. Luhatjet e kohës (e klimës). Luhatjet e temperatures. Luhatjet e çmimeve.*
LUHATSHËM (i), ~I^E (e) *mb.* 1. Që mund të luhatet sa andej-këtej, i lëkundshëm. *Karrige e lu-hatshme.*
2. *fig.* Që s'qëndron në një mendim, që ndryshon here pas here sjelljen e qëndrimin e tij; i paqëndrue-shëm, i lëkundshëm. *Njeri i luhatshëm. Qëndrim i lu-hatshëm.*
LUHET. 1. *Pës. e* LUAJ.
2. *Pavel, e* LUAJ. *S"luhet me të.*
LUKËR,~RA. *sh.* ~RA, '-RAT. 1. Dele; qengj; *përmb.* tufë e vogël dhensh. 2. *fig. përk.* Fëmijë i vogël, vocërrak.
LUKS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shkëlqim i jashtëm i mjedisit, ku jetojnë të pasurit; mënyrë jetese e kla-save dhe e shtresave të pasura në një mjedis të tillë me shpenzime tepër të mëdha e me gjëra të çmueshme, me veshje e me stoli shumë të shtrenjta etj.. *Luks i madh (i tepërt). Luksi i perandorëve (i borgjezëve). Gjëra (sende) luksi. Rronte (jetonte) në luks (në mes të luksit).*
*I, përd. ndajf. bised.* Me sende, veshje e stoli tepër të shtrenjta, që bien në sy me shkëlqimin, madhështinë
e bukurinë e tyre. *Ishte veshur luks. E kishte pajisur shtëpinë luks.*
LUKSOZ,~E *mb. libr.* Që ka shkëlqim të tepruar e madhështi të jashtme; që shquhet nga luksi në më-nyrën e jetesës, në veshje, në stoli etj., që ka luks. *Pallat (sallon) luksoz. Shtëpi (vile) luksoze. Veshje luksoze. Qilim luksoz. Jetë luksoze.*
LUKTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *anat. shih* LUGTH,
~I2.3-
LUKUNI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Tufë ujqish, za-konisht të uritur e të egërsuar, që lëshohen në bagëti a në njerëz; kope ujqish, zogori. *Lukuni ujqish. Iu vërsul një lukuni.*
2. *fig. keq.* Turmë njerëzish të harbuar, që sulen kundër të tjerëve me synime keqbërësç. *Lukuni ar-miqsh (nazistësh).*
LULE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. *bot.* Organi i riprodhimit të bimëve, që përbëhet nga bishti, kupa, kurora, thekët e pistili dhe që lidh kokrrën e formon farën; pjesë e bimëve që përmban organet e riprodhimit të tyre dhe që zakonisht ka petla me ngjyra. *Lule mashkullore (femërore). Lule njëseksore (dysek-sore). Lulet e bathes (e fasules, e duhanit, e patates). Lule kungulli (trangulli). Lule dardhe (kumbulle, mo-lle, qershie, shege, arre). Bishti i lules. Petlat e Mes. Shtrati i lules. Ka çelur shumë lule. I ka lëshuar shpejt lulet. I rrëzoi era lulet. Nuk lidhin të gjitha lulet. fj. u.*
2. Bimë me organ të tillë riprodhimi, me ngjyra të ndryshme e zakonisht me erë të mirë, që rritet vetë në natyrë a mbillet për bukuri e për erë. *Lule të egra (të buta). Lule të kuqe (të verdha, të kaltra, shumë-ngjyrëshe). Lule artificiale. Lule fushe (livadhesh, pylli, kënete, uji, kopshti, dhome). Lule me erë të mirë (pa erë). Dyqani i luleve. Mbajtëse (vazo) Mesh. Një tufë lule. Kurorë me lule. Mbjell (rrit) Me. Ujit lulet. Mbledh lule. U marr erë luleve.*
*3. zakon. sh.* Zbukurime në trajtë bimësh, zakonisht me ngjyra të ndryshme, të vizatuara në pëlhurë, në mushama etj. ose të gdhendura në gur, në dru, në metal etj.; zbukurime të ndryshme të qëndisura në petit. *Rroba me lule. Basmë (fustan) me lule. Mur (tavan) me lule. Tepsi me lule. Me lajle e me lule.*
4. Njollë me ngjyrë të ndryshme në trup të kaf-shëve, bale. *Lopë me lule në ballë.*
5. *kryes. sh. bised.* Tufë thinjash në flokë; thinja. *Lulet e bardha. I kanë dalë lulet në kokë. Është mbushur me lule.*
6. *vet. nj.* Mesi i ball it; shenja e bulave të gish-tave; bebja e syrit. *Në lule të ballit. Lulja e dorës. Lulja e syrit. la dhamu në lule.*
7. *fig.* Me i miri, me trimi a me i bukuri i të gjithë-ve; pjesa më e mirë a më e zgjedhur e diçkaje, ajka; koha më e bukur, pjesa më e mirë e një periudhe. *Lulja e fshatit. Lulja e vajzave të krahinës. Lulja e nusërisë më e* mira

ndërmjet nuseve. *Lulja e fisit. Lulja e ush-trisë shqiptare. Në- lule të rinisë (të djalërisë, të çupë-risë). Në lule të jetës (të moshës).*
8. *vet. sh. euf.* Të përmuajshmet e grave, zakonet, gjakrat. *Ishte me Met.*
9. *vet. sh. euf.* Organet seksuale të mashkullit; herdhet. *Lulet e dashit. E goditi në lule.*
*ic V* bI lule a) u bfi shumë mirë nga gjendja a nga shëndeti, u rregullua si jo me mirë; b) u shtrua, u be i sjeIlshëm, i bindur, i arsyeshëm etj. E bëri lule (niise,usta, çeeo) *shih te* BËJ. I hedh tale *dikujt shih te* HEDH. Është tale a) është shumë mirë nga gjendja a nga shëndeti dikush në krahasim me një tjetër, s'ka pse qahet; b) është mirë (një gjendje a diçka). Kopsht (bahce) me tale *shih te* KOPSHT,~I. E priti me lule *dike* e priti më të gjitha nderimet, e priti shumë mirë. la shtroi me lule ia bëri fushë me lule. la bëri fushë (sfaesh) me lule *dilçka shih te* FUSHË, ~A. I vuri lulen *(shtëpisë etj.) shih te* VË. U be tale kungulli *shih te* KUNGULL,~L Bredh (shkon, shëtit) lule me lule *dikush keq.* është tepër i dhënë pas vajzave dhe nuk ka dashuri të qëndrueshme. Ka ngrënë lule thane *shih te* HA. Ia qendisi në lule të ballit e qëlloi me armë për vdekje. Me një lule (me një da-llëndyshe) s'vjen pranvera (behari) *fj. u.* nuk mjafton vetëm një njeri a një send për të bërë një punë të ma-dhe, për t'ia arritur së mirës. E dielae luleve (e dafinavc, e larit) *fet., vjet. shih te* DA-FINË,~A. Dita e lulee *vjet.* dita e fejesës. Lulja e fytit *anat.* molla e fytit, fikthi. L u 1 j a e mirë *mjek,. veter. euf.* plasja.;
*LULE AKSHAMI bot.* Bimë barishtore zbukuruese, me kërcell të lartë rreth një meter, me gjethe si zemër, që çel afër mbrëmjes lule të kuqe në trajtë hinke.
*LULE AKULLI bot.* Bimë barishtore zbukuruese, me gjethe të tulta e të veshura me një cipë të bardhë dhe me lule të ashpra që nuk fishken.
*LULE ALLE bot.* Bimë barishtore zbukuruese, me gjethe të gjata, të dhëmbëzuara e të tulta dhe me lule në ngjyrë të kuqe të ndezur, që rfitet nëpër kop-shte dhe i lëshon lehtë farat përtokë.
*LULE ARGJENDI bot.* Bimë zbukuruese me gjethe si të portokallit, që ben një lule të vogël të bardhë me pesë petla e pa erë.
*LULE ARUSHE bot.* Dorëzonjë.
*LULE BALSAMI bot.* a) Bimë barishtore, me gjethe të holla dhe me lule të vogla ngjyrë portokalli e me erë të mirë, që përdoret në mjekësinë popullore për të mjekuar plagët; balç; lule gjaku;
b) Bimë barishtore shumëvjeçare, me gjethe si heshtë dhe me lule të verdha me pesë petla, që del gjatë muajve prill-gusht nëpër vende me bar.
*LULE BEHARI bot.* Lule vere.
*LULE BLETE bot.* a) Bar blete, milcë; b) Dorëzonjë
*LULE BORE bot.* Luleborë. *LULE BRESHKE bot.* Lulebreshkë. *LULE BRETKU bot.* Zhabinë. *LULE BUALU bot.* Tatull. *LULE ÇALLME bot.* Çallmare. *LULE DELETE bot.* Luledele. *LULE DERRI bot.* Bar dent
*LULE DIELLI bot.* Bimë njëvjeçare, me kërcell të gjatë e të trashë, me lule të grumbulluara në një kokë të madhe si disk e rreth e rrotull me petljt të verdha, që kthehet nga drita e diellit dhe që mbushet me fara të zeza, nga të cilat nxirret vaj.
*LULE DIMRI* fc?. Bimë barishtore shumëvjeçare.
me gjethe të rrumbullakëta e të tulta, me lule të bar-dha e me erë të mirë, që rritet si bimë zbukuruese.
*LULE DJATHI bot.* Bimë barishtore e egër, me gjethe si ato të fierit, me lule të verdha, që përdoret për të zënë qumështin djathë.
*LULE DUSHKU bot.* Bimë barishtore e egër, me gjethe si ato të dushkut e të mbuluara me push, që eel lule të bardha.
*LULE DYLLI bot.* a) Bimë kacavarëse, me gjethe vezake të tulta, të mbuluara me një lëndë si dyllë dhe me lule të bardha në vile, që rritet si bimë zbukuruese;
b) Qumështorc, lulequmështore, luleradhiqe.
*LULE DHENSH bot.* Luledele.
*LULE ETHESH bot.* Trikë, bar ethesh.
*LULE FIERI bot.* Bimë barishtore, me gjethe si të fierit, që rritet edhe si bimë zbukuruese.
*LULE FILXHANI bot.* Lulcfilxhan.
*LULE FLORIRI bot.* Bimë barishtore, me gjethe të gjata anës kërcellit dhe me një boçe me lule të verdha në krye, që rritet si bimë zbukuruese.
*LULE FSHESE bot.* Bimë barishtore, me gjethe në ngjyrë të gjelbër të errët e me lule të bardha, që rritet edhe si bimë zbukuruese dhe, kur thahet, përdoret për të bërë fshesa.
*LULE GISHTI bot.* Luletogëz.
*LULE GOMARI bot.* Qumështore, luleradhiqe.
*LULE GJAKU bot.* Luie balsami, balç.
*LULE GJARPR1 bot.* Bimë barishtore zvarritëse, me gjethe të vogla, me degë të tulta dhe me lule të verdha e të kaltra, që rritet fushave e pranë gardheve.
*LULE GJELI bot., krahin.* Lulëkuqe.
*LULE GJEMBI bot.* Ferrë gomari, gjembaç.
*LULE GJIZE bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të drejtë e me gjethe heshtake, që çel lule të verdha dhe rritet zakonisht nëpër ara.
*LULE HASHASHI bot.* Hashash. *LULE KADIFEJE bot.* Lulekadife.
*LULE KASHTE bot.* Bimë barishtore, me kërcell të lartë rreth një meter, me gjethe të gjata në trajtë heshte, që rritet në tokë të paster, të lehtë e me shumë diell; lulekashtë, lulebukje.
*LULE KËMBORE (KAMBAHEJ bot.* Lulekëm-bor8.
*LULE KREHRI bot.* Lulekrehër. *LULE KUNGULLI bot.* Lulekungull. *LULE LAKRE bot.* Lulelakër.
*LULE LEPURI bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të drejtë, me gjethe vezake e me bisht të gjatë, që çel lule të kaltra.
*LULE LETRE bot.* Luleletër.
*LULE MAJI bot.* Bimë zbukuruese, që kacavaret në mur dhe që çel në maj lule të bardha ose të verdha e me erë shumë të mirë.*LULE MBRËMJEJE bot.* Lule akshami. *LULE MËLLAGE bot.* Lulemëllagë.
*LULE MËNGJESI bot.* Bimë zbukuruese kaca-varëse, me gjethe si zemër, me lure të bardha, të kal-tra ose ngjyrë yjollce dhe me njolla e me vija të ndrysh-me, të cilat rrinë të çelura vetëm në mëngjes ose në ditë pa diell.
*LULE MIZE bot.* Lulemizë.
*LULE MOSMËHARRO bot.* Lulemizë 1.
*LULE MOSMËPREK (MOSPREK) bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare, me gjethe të vogla si ato të mi-mozës, të cilat kur i prek ulen poshtë, mblidhen e r|udhen.
*LULE NGJITËSE bot.* Lulengjitëse. *LULE PASHKE bot.* Menekshe.

*LULE PESHKU bot.* Bimë barishtore dyvjeçare, me kërcell të drejtë e të lartë deri në një meter e gjys-më, me gjethe të gjata të mbuluara me push, me lule të verdha e të grumbulluara si kalli në majë të kër-cellit, e cila rritet në toka të varfra e në gurishte.
*LULE PJATE bot.* Bimë barishtore zbukuruese, me lule të vogla në ngjyrë trëndafili e pa erë, e cila rritet e rrumbullakët si rreth.
• *LULE PLEPI bot.* Bimë barishtore rreth një pë-llëmbë e lartë, me lule të verdhë, të mad he e të rrumbullakët, që i ka petlat të mbyllura si kupë.
*LULE PRANVERE bot.* Aguliçe. *LULE PRESHI bot.* Lulepresh. *LULE QENI bot.* Kamomil. *LULE QENGJI bot.* Luledele.
*LULE QUMËSHTORE bot.* Qumështore, lule-qumështore, luleradhiqe.
*LULE QYQEJE bot.* Luleqyqe.
*LULE REZHDE bot.* Bimë barishtore, që rritet mbi një gjysmë metri dhe që çel lule të vogla ngjyrë jargavani.
*LULE RRUAZE bot.* Lulerruazë. *LULE SABAHU bot.* Lule mëhgjesi.
*LULE SAH ATI bot.* Bimë kacavarëse, me lule të bukura në ngjyrë të kaltër e të bardhë, që i ngjajnë ores së xhepit.
*LULE SAPUNI bot.* Shkumëz, lulesapun.
*LULE SYRI bot.* Bimë barishtore me kërcell të drejtë, me gjethe të rrumbullakëta si të vjollcës, që çel lule në ngjyra të ndryshme e pa erë; menekshe e egër.
*LULE SHARRE bot.* Bimë barishtore e dendur si shkurre, me gjethe të gjata, të tulta e me dhëmbëza anash, që çel lule të mëdha të bardha, ngjyrë trëndafili ose të kuqe dhe mbillet për zbukurim; gjuhë vjëhrre.
*LULE SHEBOJE bot.* Shebojë.
*LULE SHPATE bot.* Shpatore, luleshpatë.
*LULE SHQERRE bot.* Luledele, Iuleshqerrë.
*LULE SHQIPONJE bot.* Luleshqiponjë. *LULE TAMBLI bot.* Qumështore, bar tambli.
*LULE THOI bot.* Bimë zbukuruese, me gjethe të grumbulluara, të holla e të shkurtra si hala pishe, por të buta, e cila çel lule të verdha.
*LULE VATH1 bot.* Lulevath. *LULE VEDRE bot.* Lulevedër.
*LULE VERE bot.* Bimë barishtore me lule të verdha, që çel në verë.
*LULE VEZE (VEJE) bot.* Luleve. *LULE VIZ HE bot.* Lulevizhë.
*LULE VJESHTE bot.* a) Bimë barishtore e helmet, me lule të bardha në vjollcë, e cila rritet në kullota me lagështi dhe çel në vjeshtë; bar plakash;
b) Bimë barishtore shumëvjeçare zbukurimi, me gjethe shumë të çara e të mbuluara me një push të imët, me lule të verdha, të mëdha e pa erë, të cilat çelin në vjeshtë.
*LULE VRESHTI bot.* Dorëzonjë, lulevreshtë. *LULE YLLI bot.* Luleyll. *LULE ZJARRI bot.* Lulezjarr. *LULE ZOGU bot.* Gjuhënuse. *LULE ZONJE bot.* Lulezonjë. LULEAKSHAM ~I *m. bot.* Lule akshami. LULEALLE ~JA . *sh.* ~E ~ET *bot.* Lule alle.
LULEBARTËS ~E *mb. bot.* Që çel lule, që ka lule. *Bimë lulebartëse.*
LULEBLETË ~A . *bot.* Bar blete, milcë.
LULEBORË ~A . *sh.* ~A ~AT *bot.* 1. Bimë barishtore njëvjeçare, me lule të bardha ose të kuqe që rritet në vendet malore dhe që çel menjëherë sapo shkrin bora.
2. Bimë barishtore shumëvjeçare zbukuruese, me gjethe të gjera, me majë e të dhëmbëzuara anash dhe me lule të grumbulluara si top, që ndërrojnë ngjyrat gjatë kohës së lulëzimit të tyre.
LULEBRESHKË ~A . *sh.* ~A ~AT *bot.* Bimë barishtore, me gjethe e me degë të mbuluara me push të gjatë, me lule ngjyrë trëndafili, që rritet në vende të thata e fushore.
LULEBUFKË ~A . *sh.* ~A ~AT *bot.* 1. Bimë barishtore zbukuruese me gjethe të vogla e të holla, me lule të verdha e të grumbulluara në tufë.
2. Bimë e egër barishtore, me degë të holla e të grumbulluara si tufë, që rritet në ujëra të kripura dhe që e hanë peshqit si ushqim.
LULEBUKJE ~A . *sh.* ~E ~ET *bot.* Lule kashte.
LULEÇIMKË~A . *sh.* ~A ~AT *bot.* Bimë barishtore e egër, që çel lule të vogla, të verdha, pa erë e me shumë petla.
LULE0ELE ~JA . *sh.* ~E ~ET *bot.* Lule-shqerrë, lule dhensh.
LULEDIELLI *m. bot.* Lule dielli. LULEDIMËR ~RI *m. bot.* Lule dimri.LULEDRËDHË ~A . *sh.* ~A ~AT *bot.* Dre-dhëz.
LULEFASULE ~JA . *sh.* ~E ~ET *bot.* Bimë kacavarëse, e ngjashme me fasulen, e ciia çel lule me dy ngjyra.
LULEFILXHAN ~I m. *sh.* ~Ë ~ËT *bot.* Bimë barishtore dyvjeçare ose shumëvjeçare, me kërcell të drejtë, me lule si kupë e vogël a si filxhan dhe në ngjyra të ndryshme, e cila rritet në natyrë ose mbillet si bimë mjekësore e zbukuruese.
LULEFIN ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bar thëllëze.
LULEFROSË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me gjethe të mëdha, të rrumbullakëta a si zemër dhe me lule të bardha, që rritet në cekëtinat e liqeneve e të kënetave; zambak i bardhë uji.
LULEGOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të degëzuar, me gjethe të zgjatura dhe me lule shumëngjyrëshe në trajtë goje, që mbillet në oborre e lulishte për zbu-kurim; gojasllan, gojujk, gojë ujku, gojë asllani.
LULEGREREËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore, me lule të vogla në ngjyra të ndryshme, që rritet si bimë zbukuruese.
LULEKAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me gjethe të dhëmbëzuara anash, me lule të verdha ose të bardha në të kuqë-rreme, që çelin në tufë nëpër livadhe sapo vjen pran-vera.
LULEKADIFE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore me kërcell të lartë rreth një meter, me gjethe të çara e të dhëmbëzuara, që çel lule të bukura shumëngjyrëshe dhe që mbillet për zbukurim.
LULEKAMBANË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot*-Lulekëmborë.
LULEKASHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lule kashte.
LULEKËMBËPULË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lulekërdhokull.
LULEKËMBORË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcej të shumtë, të drejtë e pothuajse bosh përbrenda, me gjethe vezake, me lule në trajtë këmbore e me petla të bashkuara në ngjyrë vjollce, që rritet nëpër lëndina, nëpër shkurre etj.
LULEKËRDHOKULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore e ngjashme me vjollcën, që rritet në vende të larta malore.

LULEKORCULL,~A . *bot.* Bimë shumëvjeçare, që rritet si shkurre ose me kërcell të drejtë e të lartë, ka gjethe të gjata e të çara dhe çel lule në trajtë tufe, të cilat lidhin kokrra të verdha; bar të preri.
LULEKREHËR,~RI *m. bot.* Bimë barishtore, që i ka gjethet të holla e të gjata si dhëmbët e krehrit.
LULEKUNDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot, krahin.* Lulëkuqe.
LULEKUNGULL,~I *m. bot.* Bimë barishtore zva-rritëse, me gjethe të rrumbullakëta e të mbuluara me push dhe me lule shumë të bukura, që mbillet nëpër kopshte si bimë zbukuruese.
LULEKUPË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore zbukuruese, me kërcej mbi gjysmë metri të lartë, jne tri-katër gjethe të trasha, të gjera e hesh-take dhe me zhardhok në rrënjë, e cila nxjerr vetëm një lule në trajtë kupe në çdo kërcell, pa erë e za-konisht në ngjyrë të kuqe, të verdhë ose të bardhë; tulipan. *Lulekupë e kuqe (e verdhë, e bardhë).*
LULELAKËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Lloj lakre, që bën në mes të gjetheve një kokë lulesh të tulta e të ngjeshura, me ngjyrë të bardhë në të verdhë, të cilat përdoren për t'u ngrënë.
LULELESHE,~JA . *bot.* Bimë barishtore e ngjashme me tërfilin, që rritet nëpër livadhe dhe për-doret në mjekësinë popullore për të shëruar plage të ndryshme; tërfil plagësh.
LULELETËR,~RA . *bot.* Bimë barishtore zbukuruese, me gjethe të gjelbra në mes dhe të bardha anës, me lule të bardha në tufa, që i kanë petlat me vija si gjurmët që lënë gishtat në letër.
LIILE-LULE *mb.* Që ka shumë lule e zbukurime të ndryshme, që është gjithë lule. *Fustan lule-lule.*
LULEMAJ,~I *m. bot.* Lule maji.
LULEMBAJTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë
e posaçme, që përdoret për të mbajtur lulet në tryezë, mbajtëse lulesh.
LULEMËLLAGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë zbukuruese me gjethe të rrumbullakëta si të mëlla-gës e me erë të mirë, me lule tufa-tufa në ngjyra të ndryshme, që mbillet në saksia dhe nëpër kopshte.
LULEMINE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Shporiz.
LULEMIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Bimë barishtore shumëvjeçare, me lule shumë të vogla, zakonisht në ngjyrë qielli të hapur, që rritet nëpër livadhe e çeltira, në pyjet e rrallë etj. ose që mbillet si bimë zbukuruese.
2. Bimë e vogël barishtore në disa lloje, me lule të vogla, të kaltra të grumbulluara në vile, që rritet në bokërrima, në pyje, në livadhe e kullota.
LULEMUSTAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Dorë-zonjë.
LULENGJITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me lule të kuqe, që i ka gjethet e kërcellin me push të imët ngjitës dhe që rritet në ara e livadhe.
LULENlSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore me lule të kuqe, që mbillet për zbukurim nëpër oborre e në lulishte.
LULENURE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore, me gjethe si zemër e me lule të verdha, që rritet nëpër pyje e mbillet edhe si bimë zbukuruese.
LULENUSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lulëkuqe.
LULEPATATE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë shumëvjeçare, me lule të mëdha në ngjyra të ndryshme, që i ka rrënjët si kokrra patateje dhe mbillet për zbukurim nëpër oborre e lulishte.
LULEPRESH,~I *m. bot.* Shpatëz n $_2$.
LTJLEQERSHl,~A . *sh.* ~, ~TË *bot.* Shkurre e vogël me gjethe të imëta gjithnjë të blerta, që bënkokrra të kuqe si qershi dhe që mbiltet si bimë zbu-kuruese në lulishte, në oborre etj. ose në saksi.
LULEQUMËSHTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Qumështore, luleradhiqe.
LULEQYQE,~JA *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore, me gjethe të ngjashme me ato të zymbylit dhe me lule ngjyrë trëndafili e të grumbulluara në një vesh të dendur, që rritet e vetmuar nëpër kullota e livadhe.
LULERADHlQE,~JA *sh.* ~E, ~ET *bot.* Qumështore, lulequmështore.
LULERRlTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me rritjen e luleve, rritës lulesh.
LULERRUAZË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore, që rritet deri në një pëllëmbë dhe çel lule të vogla si rruaza.
LULESAPUN,~I *m. bot.* Shkumëz, lule sapuni.
LULESË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Tërësia e luleve të grumbulluara në trajtën e një koke, të një lë-vari, të një kalliri, të një vileje etj.; grumbull a tufë lulesh që kanë një bisht kryesor. *Lulesë e madhe (ë vogël). Bimë me një lulesë (me shumë lulesa).*
LULESY,~RI *m. bot.* Lule syri.
LULESHEBOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* She-bo jë.
LULESHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shet lule, shitës lulesh.
LULESHITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LULESHITËS,~I.
LULESHPATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shpa-tore, lule shpate.
LULESHPATËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shpa-tpre.
LULESHQERRË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore e vogël e livadheve, me kërcell të hollë e me gjethe vezake, që bën lule me zemër të verdhë e mfe shumë petla të bardha rreth saj dhe që çel në fillim të pranverës, luledele, lule dhensh.
LULESHQIPONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë shumëvjeçare zbukurimi, përherë ' e gjelbër, me gjethe të mëdha e të prera thellë, që u përngjajnë krahëve të shqiponjës; shqiponjë.
LULESHTRYDHE,~JA *sh.* ~E, ~ET *bot.* Dredhëz. *Lëng luleshtrydhesh.*
LULESHtJMË *mb. kryes. poet.* Që ka a që bën shumë lule, që është e mbuluar e tëra me lule (për pemët); që sjell lulëzimin e natyrës (për muajt, s'tinët). *Pemë lule shumë. Pranvera (prilli, maji) luleshumë.*
LULESHCRDHË,~A . *sh,* ~A, ~AT *bot.* Qumështore, lulequmështore, luleradhiqe.
LULETAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Taçe.
LULETOGËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, e lartë deri në një meter, me lule ngjyrë trëndafili a të bardha e me pika të ndryshme, të cilat dalin në një bisht të gjatë të mble-dhura si gisht e varen poshtë; lule gishti.
LULEVATH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ET *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, që çel lule të vogla në ngjyrë
të knqe të ndezur e me pika të bardha dhe që mbillet për zbukurim.
LULEVE,~JA. dhe LULEVEZË,~A *bot.* Bimë barishtore, me gjethe si të patëllxhanit, me lule të bardha e të rrumbullakëta si vezë, që mbillet për zbu-kurUn.

LULEVEDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Bimë barishtore, me gjethe të gjera e të mbledhura në tufa, me lule të bardha a të verdha, që rritet nëpër kullota.
LULEVERDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Zha-binë.
LULEVERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lule vere.
LULEVlLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Shkurre kacavarëse, me gjethe të përbëra nga shumë fletë të vogla e heshtake, me lule ngjyrë qielli të grumbulluara në vile, që mbahet si bimë zbukuruese në mure, ballkone e kopshte..
LULEVIZHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë në lloje të ndryshme, gjethet e së cilës kanë aftësinë të mblidhen e të kapin kandrrat që qëndrojnë në to.
LULEVJESHTË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lule vjeshte.
LULEVRESHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dorë-z,onjë.
LULÇXIXËLLONJË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lulemizë.
LULEYLL,~I *m. bot.* Bimë barishtore, me gjethe e kërcell me shumë push, që rritet në "male e çel lule të bardha me pesë petla si yll.
LULEZEMËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Bimë barishtore, me gjethe të tulta, të çara me trish, të gjelbra në të hirtë përsipër, që çel lule ngjyrë trëndafili të ndritshme, të grumbulluara në një vile me bisht të vogël dhe që mbahet si bimë zbukuruese.
LULEZJARR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore në lloje të ndryshme, me gjethe vezake dhe me lule të kuqe të ndezura, që rritet si shkurre ose mbillet për zbukurim në lulishte, oborre etj..
LULEZONJË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore, me lule me pesë petla të mëdha e të bardha dhe me erë shumë të mirë, që rritet në male dhe kur këputet nxjerr nga kërcelH një lëng ngjitës.
LULËBARDHË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Bimë barishtore e egër, me gjethe të vogla hesh-tore, me lule të bardha në vjollcë, që rritet zakonisht në arat e mbjella me drithëra.
2. Lloj lakre e ëmbël, me gjethe të mbledhura, që çel lule të bardha.
LULËBARDHË,~A n . *mjek.* Sëmundje c rëndë, që shfaqet me puçrra të vogla në trup, të cilat ënjten e mbushen me qelb dhe japin dhimbje të mëdha. *Ka lulëbardhën. I ra lulëbardha.*
LULËBARDHË,~I *m. bot.* Fshikartë; drokth.
LULËBUKUR,~I *m. bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, që i ngjan karafilit dhe çel lule të bukura, të grumbulluara në tufa.
LULËGJAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bim8 barishtore njëvjeçare, me gjethe të gjera dhe me luletë mëdha në ngjyrë të kuqe të ndezur, që rritet za-konisht në vise malore ose që mbillct për zbukuriro, bozhure.
LULËKCQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me gjethe si pendë te çara, me lule të kuqe me katër petla te medha, qe rntet në të lashtat dhe në vende me gure.
2. *vet. sh. euf.* Të përmuajshmet e grave, gjakrat, zakonet..
VJ be lulëkuqe u skuq shumë në fytyre (nga turpi
etj.).
LULËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që merret me rritjen e luleve, specialist në fushën e luletanse.
2. Luleshitës.
LULËTARI,~A . Degë e kop:htarisë që merret me rritjen e luleve.
LULËZ,~A i • *sh.* ~A, -AT. 1. *bot.* Bimë barishtore, me gjethe të holla si hala pishe e te grum-bulluara në tufë, e cila bën një boçe ne maje qe e thajnë dhe e përdorin për fare djatni.
2 *mjek.* Sëmundje e syrit që e vesh atë, e skuq ose i lë një njollëz të kuqe; pika e syrit.
3. *mjek.* Elbth, kath. *ka dale lulëza në sy.* LULËZ,~A n . *sh.* ~A, -AT *zool.* Lubardhë.
LULËZIM,~I *m. sh.* ~E ~^™? *'S&* gjendja sipas kuptimeve te foljeve LULEZOJ,LU-LËZOHEM. *Lulëzim i hershëm (i vonshem). Lulezimi i pemëve Lulezimi ifshatit socialist. Lulezimi i shkencës. Koha e lulëzimit. Është në lulëzim.*
LULËZOHEM *vetv.* 1. Bëhem i bukur, çelem e zbukurohem.,
2. Bëhem i lumtur, lumturohem. *U martofsh dhe u lulëzofsh! ur.*
3. *Pës. e* LULËZOJ $_3$.
LULËZOJ *jokal.,* ~OVA, -CAR. 1. *vet veto III.* Çel lule; nxjerr lule; end (për bimet). *Lulëzoi qershia (molla, dardha, pjeshka). Lulezuan ulhnjte. Lulëzoi trëndafili (karafili).*
*2. vet vela III.* Mbushet me lule; ka bukuri të ma-dhe. hijeshohet nga lulet e nga gjelbërimi. *Lulezuan fushat (kopshtet, livadhet). Lulëzoi natyra.*
3 *kal fig.E* bëj të bukur dike a diçka, i jap pamje shumë të bukur, e zbukuroj. *E kemi Iulëzaar vendin. E lulëzoi çupën (nusen).*
4. *vet veto HI fig.* Zhvillohet shpejt e mire, *ecën* shumë mbarë, përparon. *Lulëzon shkenca (artt,Je-tërsia, teknika). Lulëzon ekonomia. Lulezon vendi.*
LULËZCAR (I,e) *mb.* 1. Që ka çelur lule; që ka nxjerrë lule (për bimët). *Pemë e lulëzuar. Bii i lulëzuar.*
2. Që është mbushur me lole e ka hijeshi. *Fusha (livadhe) të lulëzuara. Kopsht i lulëzuar.*
3 *fig* Që është bërë i bukur, i hijeshuar, i zbukuruar. *Jetë e lulëzuar. Ditë të lulëzuara. E ardhmja e lulëzuar.*
LULËZCESHËM (0, ~ME (e) *mb. skih* LULE-ZUAR (l,e).
LUlIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve " foljes LULOJ. *Lulimi i pemlve.*
LULISHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai 46 punon
në lulishte dhe kujdeset për të mbjellë, për të rritur e për të mbajtur mire lulet. *Lulishtarët e qytetit. Lu-lishtari ispitalit.*
LULISHTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LUUSHTAR,~I.
LULISHTARl,~A . Puna që bën lulishtari, mjesh-tëria e lulishtarit; krijimi i lulishteve dhe mirëmbaj-tja e tyre. *Merret me lulishtari.*
LULISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend i mbjellë me lule, ku pushojnë njerëzit, kopsht me lule. *Lulishte e bukur. Lulishtet e qytetit. Rrinë (çlo-dhen) në lulishte. Shëtitin nëpër lulishte.*
2. *bised.* Bar-lulishte. *Lulishtja "Një AIaji". V ulën në një lulishte.*
LULNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me bar e me shumë lule, lëndinë e lulëzuar. *Lulnajat e bjesh-këve. Dolën në një lulnajë.*
LULOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Çel lule; nxjerr lule, lulëzon; bulon, mugullon. *Lu-luan pemët. Luloi thana (molla). Luloi gruri. Luloi bjeshka.*
2. *kal. fig.* Zbukuroj, lulëzoj. *E luloi shtëpinë.*

•*k* I lulon bahçja (edhe) në dimcr i vjen e mira edhe kur s'e pret; i shkojnë punët mbarë gjithnjë.
LULUSHAN ~E *mb.* 1. Që është i zbukuruar me lule (për veshjet dhe copat e endura). *Basmë (bluzë, perde) lulushane. Fustan lulushan.*
2. *fig. mospërf.* Mendjelehtë; kokorosh. *Djalë (njeri) lulushan.*
3. *Përd. em.* sipas kupiimit 2 të mbiemrit.
LUM *pj.* Përdoret kur shprehim ngazëllim për diçka ose kur i shprehim kënaqësinë a përgëzimin një nje-riu të lumtur; *kund.* mjerë. *Lum ti! Lum nëna! Lum miku!* edhe *iron. Lum për tyl Lum e lum për ne! Lum e lum për këto ditë të bardha! Si lum ai! Lum kush të rrojë! Lum Shqipëria që të ka!* qoftë e lumtur!
LUM (i), ~E (e) *mb.* 1.1 lumtur. *lumi ti. E lumja nine. Ti lumit ne. për një Shqipëri të lume. Ishte fort* 1 *lum. E birt të lume.*
2. *fig.* Fatlumtur; i bekuar. *Vend i lum. Toki e lume. Ditë të lume. Jetë e lume.*
3. 5i *em.* ~E, ~JA (e) . *euf.* Lia. *dolt e lumja.E preue lumja.*
LUMAK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Syth a bulë drurësh. *U mbushën degët me lumaqe.*
2. Degë e hollë dhe e drejtë në një dru; las tar. *Lumak ulliri. Mos u kap nëpër lumaqe!*
3. Degë të holla që sjell lumi; lëmizhde. *Lumaqe lumi.*
4. *fig.* Njeri me trup të hollë, të gjatë e të drejtë.
LUMARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor i viseve që ndodhen gjatë brigjeve të një lumi.
LUMARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. L Toka a vendi që është në të dy anët e një lumi; lumishtë. *Lumarja e Vjosis.*
*1. kryes. sh.* Kërcunj, degë drurësh e shkarpa që sjell lumi a përroi; rrozga. *Mblodhën ca lumart pir zjarr.*
LUMBARDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *orb.* Femra e pëllumbit, pëllumbeshë.LUME (të)
1026
LUMTUR (i)
LUME,~T (të) . *vet. sh. euf.* Zanat. *Të lumet e nates, kr. pop.*
LUMË,~I *m. sh.* ~ENJ, ~ENJTË. 1. Rrjedhë natyrore e madhe dhe e përhershme uji të ëmbël, që del nga një burim, shkon nëpër një shtrat në mes brigjesh dhe derdhet në det, në liqen ose në një rrjedhë tjetër më të madhe. *Lumë i madh (i gjerë, i gjatë,* i" *thellë). Lumë malor (fushor). Lumë i lundrueshëm. Lumë i nëndheshëm (nëntokësor). Lumi i Shkum-binit (i Matit, i Semanit). Lumenjtë e Shqipërisë. De-tet dhe lumenjtë. Ujë lumi. Shtrati i lumit. Brigjet (bë-rrylat) e lumit. Zalli i lumit. Vau i lumit. Burimi i lumit. Grykëderdhja e lumit. Degët e lumit. Gurë lumi. Peshk lumi. Urë mbi lumë. Në buzë të lumit. Në të*
*\dy anët e lumit. Matanë (përtej) lumit. Shfrytëzimi i lumenjve. Doll lumi nga shtrati* vërshoi. *U fry (ra) lumi. Lahen në lumë. U mbyt në lumë. Kaloi lumin.*
*\Lumi i Vjosës derdhet në detin Adriatik.*
*2. fig.* Rrjedhë e madhe e diçkaje të lëngshme, që shkon me shumicë e pa pushim. *Lumë gjaku. Lumë djerse. Lumë lotësh.*
3. *fig.* Shumicë njerëzish, gjërash etj., që lëvizin së bashku a derdhen pa pushim; diçka që del me shu-jmicë dhe shkon me vrull në një drejtim. *Lumë njerëzish. Lumë letrash. Lumë fjalësh (frazash). Lumë \shpifjesh.*
4. *përd. ndajf.* Në sasi shumë të madhe e pa pushim, si lumë. *U derdh vera (rakia) lumë* pine verë (raki) ipa kufizim, pine shumë e sa deshën (në një dasmë a gosti). *U derdh (shkoi) gjaku lumë. I vinin lotët lumë. Shkonte djersa lumë.*
*it* Ai i lumit (i lumit) *euf.* shejtani, djalli, i paudhi. U be lumë *mospërf.* u deh shumë, u be tape. E hodhi lumin (përruan, vaun, hendekun) *shih te* HEDH$_2$p-Është për lumë është shumë keq, është në gjendje të vështirë, është në hall të madh. Lumë e det (për lumë e për det) a) keq e mos me keq, shumë keq; b) që vuan shumë, i mjerë. Lumë e përrua lumë e det. E mori lumi (deti) e pësoi keq, e gjeti e keqja, e piu (e preu) e zeza, mori fund, u shkatërrua. Hedh fare në lumë (në det, në shkëmb, në ujë) *shih te* FARË,~A. Hodhi një gur në lumë (në ujë, në ferrë) *shih tek* UJË, <s-I. E kaloi lumin në va *shih te* VA,~U. la mori lumi *ië* keqen shpëtoi nga diçka e keqe, shpëtoi nga hallet; shpëtoi paq. U mbyt në lumë pa ujë *shih tek* UJË,~I. Shkoi (vajti) si guri në lumë (në ujë, në pellg) *shih te* GUR,~I. Shpëtoi nga lumi e ra në det shpëtoi nga një e keqe më e vogël dhe ra në një të keqe më të madhe, ra nga shiu në breshër. Pika-pika bëhet lumi *fj.* li. *shih te* PIKA-PIKA. Një vijë nuk e kthen lumin prapa *fj. u.* diçka e vogël s'mund të ndryshojë rrje-dhën e përgjithshme të zhvillimit. Të fut në lumë (në ujë, në pus, në det) e të nxjerr pa u lagur *shih te* LAGEM. E hodhi (e kapërceu, e kaloi) lumin pa u lagur (pa lagur këmbët) *shih te* LAGEM.
LUMËBARDHË *mb.* Fatbardhë, fatlumtur, fat-mirë. *Njeri lumëbardhë.*
LUMËMADH,~E *mb.* 1. Fatzi, fatkeq, i gjorë. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'bëri (ç'pati), lumëmadhi!*
LUMËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lumturoj. *E lumëroi djalin. 2. jokal.* Jetoj në lumturi. *Sot po lumërojmë.*
LUMËZI, ~ZEZË *mb.* 1. Fatzi, fatkeq, i gjorë, lumëmadh.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E pësoi keq, lumëziu.*
LUMISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë a vend që është në të dy ariët e një lumi, lumare; are që është pranë lumit. *punuan lumishtat.*
LUMJAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga krahina e Lumës ose ai që e ka prejardhjen nga kjo krahinë.
LUMJAN,~E *mb.* Që Iidhet me krahinën e Lumës ose me lumjanët, që është karakteristik për krahinën e Lumës ose për lumjanët, i Lumës ose i lumjanëve; që është krijuar nga lumjanët. *Fshatarët lumjanë. Grua (vajzë) lumjane. Familje (shtëpi) lumjane. Kën-gë (valle) lumjane. Veshje lumjane.*
LUMNAJË,~A.. *sh.* ~A, ~AT. Shumicë njerëzish, që lëvizin së bashku në një drejtim; diçka që del me shumicë dhe derdhet me vrull në një drejtim, lumë. *Lumnajë njerëzish. Lumnajë drite. Lumnajë gëzimi (lumturie).*
LUMOR,~E *mb. 1.* Që Iidhet me lumin, që i për-ket lumit, i lumit; që vjen nga lumi. *Rrjeti lumor. Ujërat lumore. Kufiri lumor. Erëra lumore.*
*2.* Që rritet a që zhvillohet në lumë, që gjendet në lumë, i lumit. *Kafshë lumore. Bimësia lumore.*
3. Që Iidhet me lundrimin dhe me mjetet e lun-drimit nëpër lumë; që është ndërtuar pranë lumit; që bëhet nëpër lumë. *E drejta lumore. Lundrimi (tran-sporti) lumor.*

*Pajisje (mjete) lumore. Flotë (anije) lumore. Kantier (liman, port) lumor. Skelë lumore.*
LUMOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* E prish keq diçka, e bëj si mos me keq, e bëj për lumë. *E lumosi fare punën.*
LUMOS EM *vetv. bised.* Me gjen diçka e keqe, rnarr tatëpjetën; bëhem si mos me keq, bëhem për lumë; *vet. veta III* prishet keq diçka, bëhet për lumë. *Ishte lumosur i shkreti! U lumos fare ajo punë, nuk ndreqet me.*
LUMOSUR (i,e) *mb.* 1. Që është lumosur, që është bërë për lumë; si *mallk.* që e marrtë lumi! *Njeri i lumosur. Shtëpi e lumosur. Punë të lumosura. U ra një sëmundje e lumosur.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Me mirë të mos kishte ardhur, i lumosuri!*
LUMPENPROLETARIAT,~I *m.* Shtresë shoqë-rore e deklasuar në vendet borgjeze e revizioniste, e përbërë nga njerëzit endacakë, nga rrugaçët, lypësit, kriminelët, prostitutat e nga fundërrina të tjera të shoqërisë — viktima të sistemeve shfrytëzuese, që janë përqendruar zakonisht në qytetet e mëdha e nuk marrin pjesë në prodhim dhe që shfrytëzohen nga klasat reaksionare për punë e qëllime të ulëta.
LUMTË (të) *pasth.* Përdoret kur i shprehim dikujt pëlqimin, miratimin e përgëzimin për diçka ose kur shprehim admirim a një lëvdatë për dike. *Të lumtë dora! Të lumtë gojal I lumtë pushka! Të lumshin kra-hët! Ju lumshin këmbët! Të lumtë, o djalë! Ju lumtë, sa mirë e keni bërë!*
LUMTUR (i,e) *mb. I.* Që i ka të gjitha të mirat, që është shumë i kënaqur e i gëzuar në jetë e në punë, që jeton në lumturi; fatbardhë; *kund.* i mjerë. *Njeri i lumtur. Vajzë (nënë) e lumtur. Fëmijë (prindër) të lumtur. Rini (fëmijëri) e lumtur. I lumtur si fëmijë.E biri te lumtur dike. Rronte i lumtur. Qofsh i lumturl ur.*
2. Që është i mbushur me lumturi; që të jep lum-turi; *kund.* 1 mjerë. *Jetë e lumtur. Vite (ditë, caste) të Iumtura. E ardhmja e lumtur. Kam fatin e lumtur që Jam midis jush.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të tnbiemrit.
LUMTURl,~A . Të qenët i lumtur, gjendja e atij që gëzon të gjitha të mirat; ndjenja dhe gjendja e kënaqësisë së thellë dhe e gëzimit të madh që kemi kur na plotësohet një dëshirë e zjarrtë, kur ia arrijmë një qëllimi të lartë, kur gjithçka navetembarë. *Lumturi e përgjiihshme (familjare, vetjake). Lumturia e nje-rëzve (e popullit). Plot gëzim e lumturi. E gjeti lum-turine. Jetojmë në lumturi* jetojmë të lumtur.
LUMTURlSHT *ndajf. për* fat të mirë, fatmirësisht; *kund.* mjerisht. *Lumturisht shpëtoi.*
LUMTUROHEM *vetv.* Bëhem i lumtur; gëzohem e kënaqem shumë nga diçka. *U lumturua nëna. V lumturova pa masë.*
LUMTUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të
lumtur dike; e gëzoj dhe e kënaq shumë. *E lumturoi nënën (gruan).*
2. E uroj dike, e përgëzoj. *E lumturoi për martesë.*
3. *jokal.* Bëj jetë të lumtur, jetoj në lumturi. *Rrof-shin e lumturofshin fëmijët tone!*
LUMTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Lumë i vogël që derdhet në një lumë më të madh, mëngë lumi.
LUMTHI *pj. bised.* Lum. *Lumthi unë! Lumthi ju!*
LUNDËR,~RA i . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Mjet i thjeshtë lundrimi prej druri, që vihet në lëvizje me lopata ose me shtagë, barkë e ngushtë dhe e gjatë; anije e vogël me fund të sheshtë, që vihet në lëvizje me lopata ose me veia. *Lundër peshkatarësh (peshki-mij. Shtaga e lundrës. Hipi në lundër.*
2. Trap druri që shërben për të kaluar lumin.
3. *tek.* Pjesë e makinës shirëse, që ka trajtën e një govate.
U be lundër *mospërf.* u deh sa mezi qëndron me këmbë, u be tape, u be bërryl. S'bëhet lundra me dni marene *fj. u. shih te* MARENË,~A.
LUNDËR,~RA ii . *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Kafshë e egër e mishngrënëse, e madhe sa një mace, me lëkurë të butë e të çmueshme, me qime të shndrit-shme në ngjyrë kafe të mbyllur, që rron në ujëra të ëmbla dhe ushqehet me peshq; vidër. *Lëkurë lundre.*
U be (si) lundër u ngjall a u majm shumë.
LUNDËRTAR ~I *m. sh.* ~Ë ~ËT. Ai që nget lundrën.
LUNDËRTARl~A . Puna që bën lundërtari, mjeshtëria e lundërtarit.
LUNDËRZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Lundër, vidër.
LUNDËRZAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Lëmsh i vogël penjsh.
LUNDRAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lundërtar. LUNDRARl,~A . Lundërtari.
LUNDRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LUNDROJ, LUNDROHET.
*Lundrimi me anije. Lundrimi nëpër det (nepër lumë). Ishin në lundrim. Kaluan disa ditë në lundrim.*
2. Lloj i udhëtimit të njerëzve ose i mbartjes së sendeve, që bëhet me mjete lundruese; lloj i udhëtimit ose i mbartjes me mjete fluturuese, fluturim. *Lundrimi detar (lumor). Lundrimi ajror.*
3. Rruga për të shkuar në një vend të largët me mjete lundruese ose fluturuese; koha sa zgjat kjo rrugë. *Lundrim i këndshëm. Lundrimi i parë (i fundit). Lundrim i gjatë. Anije për lundrime të largëta. Gjatë (para, pas) lundrimit. Hartë lundrimi. Është marrë me lundrime.*
LUNDROHET. *Pavet. e* LUNDROJ. *Nuk mund të lundrohet në atë lumë.*
LUNDROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. I. Shkoj në një vend tjetër nëpër ujë me lundër, me anije etj., udhëtoj me mjete lundrimi. *Lundrojnë në lumë (nëpër oqean, në det, në liqen).*
2. Udhëtoj me mjete fluturuese, fiuturoj. *Lundron në hapësirën ajrore (në qiell, në kozmos).*
3. *vet. veta III.* Lëviz duke qëndruar në sipërfaqen e ujit a të një lëngu tjetër, noton, pluskon. *Lundronte tapa (dërrasa, shishja) mbi ujë. Lundron si kashta mbi ujë.*
4. *vet. veta HI.* Lëviz diçka ngadalë në lartësi ose në hapësirën e qiellit; noton. *Lundrojnë retë. Lundrojnë shtëllungat e tymit.*
5. *fig.* E kam diçka me bollëk. *Lundronte në pasuri.*
6. *fig.* Endem në një gjendje të vështirë ose të pa-sigurt. *Lundron, s'ka siguri.*
*k* Lundron (noton) në një (në dy) gisht ujë *shih te* GISHT,~I.
LUNDRUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që bën udhë-time të largëta me mjete lundrimi. *Lundrues i guxim-shëm.*
LUNDRCES,~E *mb.* 1. Që shërben për të lun-druar në ujë a në ajër; që lundron në ujë. *Anije (bigë) lundruese. Mjete (makina) lundruese. Vinç (trap) lundrues. Akuj (ishuj) lundrues. Urë lundruese.*
2. *shih* LUNDRUESHËM (i), ~ME (e). *Kanal lundrues.*

LUNDRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Ku mund të lundrojnë anijet. *Lumë (liqen, kanal) i lundrue-shëm. Kënetë e lundrueshme. Ujëra të lundrueshme.*

LUNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Xhungë e mbushur me qelb, e cila zë shtrat thellë në mish; çiban, i thatë. *Lungë e keqe (e zezë)* tumor i keq, fshikëzezë. *Lungai e qafës. Shtrati i lunges. I dolt një lungë. U poq lung a. Shtrydhi (çau) lungën.*

•*k* Iu be lungë në zemër u brengos shumë, iu be plage në zemër.

LUNXHIOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i krahinës së Lunxhërisë ose ai që e ka prejardhjen nga kjo krahinë.

LUNXHIOT,~E *mb.* Që lidhet me krahinën e Lunxhërisë ose me lunxhiotët, që është karakteristik për krahinën e Lunxhërisë ose për lunxhiotët, i Lunxhërisë ose i lunxhiotëve; që është krtjuar nga lunxhiotët. *Grua (vajzë) lunxhiote. Veshje lunxhiote. Këngë (valle) lunxhiote.*

LUQERBULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *zool.* Rrë-qebull. *Lëkurë luqerbulli.*LUREK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Foshnjë e mbështje-llë dhe e lidhur këtnbë e duar në shpërgënj, kopanec; foshnjë djepi. *Me lurek në krahë.*

LURI,~A . *sh.* ~. ~TË *bised.* Ngjyrë, bojë.

LURKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Jakuce. *Lurka tbariut. Me lurkë mbi krahë. Veshi lurkën.* 2. Dele me lesh *ti* gjatë e të ashpër.

LURTiM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LUBTOJ, LURTOHEM.

2. edhe LURTIMË,~A . ~A, ~AT. Për-këdhelje, ledhatim; lajkë, miklim.

3. *keq.* Mashtrim. LURTOHEM. *Pis. e* LURTOJ.

LURTOJ *kal.,* 7^VA, ~UAR. 1. Përkëdhel, ledhatoj; e lajkatoj dike, e mikloj. 2. *keq.* E mashtroj dike. LUSPAK,~E *mb. spec.* Luspor.

LUSPARGJENDTË *mb. libr.* Që i ka Iuspat si të argjendta. *Gjar për luspargjendtë.*

LUSPARTË *mb. libr.* Që i ka Iuspat si të arta. *Peshk luspartë.*

LUSPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Leskër e hollë dhe e vogël në lëkurën e disa zvarranikëve ose të disa kandrrave; leskër e rrumbullakët në lëkurën e peshq-ve, parë peshku. *Luspat e gjarprit. Luspat e kandrrave. Luspat e peshkut. I hoqi (i qëroi) luspat.*

2. Cipë e hollë që mbulon kokrrat e disa perimcve, farat e disa bimëve ose thelpinjtë e disa frutave; 16-kura e frytit të disa pemëve e perimeve; lëkura e jasht-me, e thatë dhe petë-petë, që mbulon trungun ose de-gët e disa drurëve; leskër. *Luspat e palates. Luspat efarave (e qiqrave). Luspa e thelpinjve të arrës. Luspë qepe. Luspë molle (dardhe). Luspat e lisit. Luspat e gështenjës. Luspat e degëve (e gjetheve).*

3. Diçka si cipë a petë e hollë dhe e vogël; cope e vogël, e hollë ose me majë të mprehtë, që shkëputet nga diçka e forte, cifël; leskër. *Luspë akulli. Luspë druri (guri). Luspat e dërrasës. Luspat e kalemit. I ka hyrë një luspë në sy (në dorë).*

4. *fig.* Mbulesë, cipë. *la hoqi luspën idealiste (me-tafizikej.*

LUSPOR,~E *mb. spec,* 1. Që është i hollë e i rrumbullakët si luspë, që ka trajtën e luspës. *Gjethe (cipë) luspore.*

*2.* Që është i mbuluar me luspa, që ka luspa. *Lë-kurë (shtresë) luspore.*

LCSTËR,~RA . 1. Shkëlqim që i japim një sendi, duke e Iyer e duke e fërkuar nga jashtë me diçka për ta mbrojtur, për ta pastruar ose për ta zbu-kuruar; shtresa e shkëlqyer që ka diçka nga jashtë. *Lustra e mobiljeve. Lustra e këpucëve (e çizmeve). Luster boje. Luster çimentoje. Letër me luster. I dha luster diçkaje i* dha shkëlqim. *iku lustra. E hum-bet lustre.*

*2. shih* LUSTRIM,~I. *Reparti i lustres.*

3. *fig. keq.* Zbukurim i jashtëm i diçkaje, që ka për qëllim të fshehë të vërtetën e të mashtrojë të tje-rët, shkëlqim i rremë. *Luster e rreme. Luster dema-gqgjike.*

LUSTRAXHl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Ai që lyen e lustron këpucët në një dyqan.

LUSTRIM,~I *m. sh.* —E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LUSTROJ, LUSTROHET. *Lustrimi i mobiljeve. Lustrimi i këpucëve. Lustriml i gjendjes. Makinë lustrimi. Furçë lustrimi. Reparti i lustrimit.*

LUSTROHET. *Pës. e* LUSTROJ.

LUSTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1.1 jap shkëlqim një sendi, duke e Iyer e duke e fërkuar nga jashtë me diçka, ia bëj sipërfaqen të shkëlqyeshme. *Lustroj mobiljet (dyshemenë). Lustroj këpucët (çizmet). Lustroj me furçë.*

2. *fig. keq.* E paraqit diçka me ngjyra të bukura, e zbukuroj për të fshehur të vërtetën e për të mash-truar të tjerët. *E lustrol gjendjen.*

LUSTRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë i shkëlqye-shëm duke u Iyer e duke u fërkuar nga jashtë me diçka, që ka marrë shkëlqim. *Dollap i lustruar. Parket i lustruar. Enë balte e lustruar. Letër e lustruar. Fill i lustruar.*

2. *fig. keq.* Që është paraqitur me ngjyra të bukura, që është zbukuruar për të fshehur të vërtetën e për të mashtruar të tjerët.

LUSTRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. Ai që lustron diçka. *Lust rues mobiljesh. Lustrues parketi.*

*2. tek.* Vegël që shërben për të lustruar. *Lëvizja e lustruesit.*

*3. fig. keq.* Ai që e paraqit diçka me ngjyra të bukura, ai që e zbukuron diçka për të fshehur të vërtetën e për të mashtruar të tjerët.

LUSTRUES,~E *mb.* Që shërben për t'i dhënë shkëlqim diçkaje, që përdoret për të lustruar. *Makinë (furçë) lustruese. Lëndë lustruese.*

LUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Qen mashkull. 2. *fig. keq.* Njeri i papërmbajtur, ai që bën si i tërbuar.

LCSHË,~A *sh.* ~A, ~AT. I. Femra e qenit, bushtër.

2. *fig. keq.* Grua e papërmbajtur, ajo që bën si e tërbuar; bushtër.

LUSHNJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Lushnjës ose ai që e ka prejardhjen nga Lushnja.

LUSHNJAR,~E *mb.* Që lidhet me Lushnjën ose me lushnjarët, që është karakteristik për Lushnjën ose për lushnjarët, i Lushnjës ose i lushnjarëve; që është krijuar nga lushnjarët. *Të rinjtë lushnjarë. Koo-perativistët lushnjarë. Skuadra lushnjarë.*

LUT (LUS) Ara.,~A, ~UR. 1. I lutem dikujt. *E luti që të qëndronte. E lutën të vinte. Mos e lut shumë!*

*2.* edhe *jokal.* Dëshiroj shumë e uroj që dikujt t'i ndodhë diçka (edhe *keq.). Lut me gjithë zemër. I luste jetë të gjatë (gjithë të mirat). I luste mortjen dikujt.*

3. *fet.* I falem a i drejtoj një lutje një hyjnie a një shenjti; kryej lutjet e një riti fetar; kremtoj një festë fetare (në vendet ku vepron feja). *Lutnin festat fetare (bajramin, pashkët).*

LUTEM *vetv.l.(zakon. me një trajtë tg shku-r tër tëpëremrit* vetor *në r. dhanore) I* drejtohem dikujt më të mirë, me fjalë të butaememirësjellje dhe i kërkoj diçka, i shpreh dëshirën time dhe e grish që ta plotësojë etj.; i drejtohcm dikujt që të me ndihmojë për diçka. *Iu lut që ta mbante. Të lutem si shok (si mik). Të lutem të vish sa me shpejt. lu lut shuttle, po s"e dëgjoi. Nuk ka për t'iu lutur kurrë. Mos iu lut kot!*
2. E dëshiroj dhe e kërkoj me g jit be shpirt diçka, uroj që të ngjasë. *Lutet me gjithë zemër që të vijë.*
3. Përdoret në mënyrën urdhërore (së bashku me trajtat e shkurtra të përemrave vetorë ti, j" në rasën kallëzore), kur i përgjigjemi dikujt me mirësjellje, kur pranojmë kërkesën e tij ose miratojmë atë që ka thënë më parë (në kuptitnet "s'ka për se", "s'ka gjë", "po si jo" etj). D — *'Të falem nderit! — Të lutem! □ □ — Me falni që ndodhi kështu! — Ju lutem.'O 0 — A ta marr pak kite? — Ju lutem!* D
4. *fet.* I falem a i drejtoj lutje një hyjnie ose një shenjti; kryej lut jet gjatë një riti fetar (në vendet ku vepron feja). *luteshin zotit. S^i luten me perën-disë. Luteshin nëpër kisha.*
LUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Femra e qenit, bush-tër.
LUTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që bën një kër-kesë a një lutje për një punë ose për diçka tjetër.
2. *fet.* Besimtari që i lutet hyjnisë a një shenjti, ai që bën lutje fetare (në vendet ku vepron feja).
LUTËS,~E *mb.* Që shpreh lutje. *Vështrim (shi-
kim) lutes. Me sy (me zë) lutes.*
LUTËSORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend i po-saçëm pranë altarit të kishës ku besimtarët luten dhe i falen perëndisë a shenjtorëve (në vendet ku vepron kisha). *Lutësorja e kishës. Hynin në lutësore.*
LUTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LUT, LUTEM. *Lutja e festave fetare. fet.*
2. Kërkesë me gojë që i bëjmë dikujt më të mirë, me fjalë të buta e me mirësjellje; kërkesë që i bëhet dikujt për të zgjidhur një çështje ose për të bërë diçka; shkresë që përmban një kërkesë të title. *Lutje zyrtare. Bën lutje. Shkruaj (hartoj) një lutje. I paraqiti lutjen dikujt. Kam një lutje për ju...*
3. *fet.* Fjalë që i drejtohen një hyjnie a një shenjti; fjalë e shprehje që thonë besimtarët gjatë një riti fetar (në vendet ku vepron feja). *Lutje fetare. Libri i lutjeve* lutjesore.
LUTJESORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *fet.* Liber që përmban lutjet fetare.
LUTJESHKRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që
ka bërë një lutje, shkruesi i një lutjeje.
2. *vjet.* Ai që u shkruante lutjet të tjerëve kundrejt një pagese.
LUTRAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Burrë me shtat jashtëzakonisht të madh e me lëkurë të zeshkët, div.
LUTUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Lutje. *la dha pas shuttle të luturash. Nuk ia dëgjoi të luturat.*
LUTUR (i,e) *mb. libr.* Që i është bërë a që i bëhet një lutje. *Jeni i lutur të merrni pjesë. Jane të lutur të ma kthejnë dorëshkrimin.*
LUZMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *blet.* Tufa e bletëve së bashku me matkën, që ikin nga zgjoi kur është shtuar për t'ia lënë vendin bletës së re; grum-
bulli i bletëve që roitin nga zgjoi, roj, shemë. *Luzmë blete.*
2. edhe *fig.* Shumicë njerëzish, grumbull, turmI; mizëri; sasi e madhe e diçkaje. *Luzmë njerëzish. Luz-mi mizash (harrjesh, grerëzash). Luzmë dyshimesh.*
3. *si ndajf.* Grumbull. *U mblodhën luzmë.*
LUZMON *jokal.,* ~OL, ~UAR. 1. *blet.* Shkë-putet nga zgjoi një pjesë e blet4ve e ikën bashkë me matkën gjetiu, kur shtohet, për t'ia lëshuar vendin bletfes së re, lëshon, roit, shtie. *Luzmoi bleta.*
2. *fig.* Shkojnë grumbull e duke bërë zhurmS (për njerëzit); bëjnë zhurmë, ziejnë. *Njerëzit luzmonin rrugës. Luzmonin brenda.*
LYÇ *ndajf.* Keq, ngatërruar. *Ka dale fiUi lyç.*
• I doli lyç *diçka* iu ngatërrua, iu be lëmsh. E nxori (e qiti) lyç *diçka* e ngatërroi, e bëri lëmsh.
LYEJ *kal.,* LEVA, LYER. 1. E bëj diçka nS sipërfaqe me vaj, me dhjamë etj.; i vë përsipër një shtresë boje ose një lëndë tjetër të lëngshrae a të butë për t'i dhënë ngjyrë, për ta mbrojtur etj.; Suva-toj, i jap ngjyrë diçkaje, ngjyroj; i vë bukës mbi të një shtresë gjalpi a diçka tjetër për ta ngrënë. *Leu faqet (fytyrën, trupin, plagën). Lyej murin (shtëpinë). Lyej këpucët. Lyej dyert (dritaret, parmakët). Leu tepsitë me vaj. Lyej rrotat e qerres. Lyej me bojë (me vaj, me dhjamë, me rrëshirë). E leu me baltë (me llaç, me gëlqere). E leu me krem. E leu mejod. Lyej me furçi (me pompë). Leu buzët më të kuq. E leu bukën me gjalpë (me reçel).*
2. Zhyt e njom diçka në një lëng; fëlliq, përlyej. *leu rrobat me gjak* i bëri gjithë gjak. *leu këpucët në baltë* i përbalti. *ka Iyer duart (buzët) me shegi (me arra). Manaferrat të lyejnë.*
3. *fig. keq.* I vë njollë dikujt, e përlyej; e fëlliq. *leu keq (kokë e këmbë).*
4. *fig. keq.* Fsheh thelbin e vërtetë të diçkaje duke e paraqitur të zbukuruar e me tjetër ngjyrë..
Të Ian e të lyen *keq. shih te* LAJ. Ia leu dortn (doart) *dikujt keq.* i dha diçka që të mos e pen-gonte në qëllimet e tij, të mos ia zbulonte të këqijat, t'i mbaronte një punë jashtë rregullave etj. I ka Iyer durt *në diçka* ka marrë pjesë në një punë të keqe, është përlyer, ka gisht. I ka Iyer rrotëa *dikujt keq.* i ka dhënë mitë që t"i mbarojë një punë, t'i plotësojë një kërkesë jashtë rregullave etj. E lyen me sheqer *diçka shih te* SHEQER,~L I ka Iyer Q ka bërë) duart me gjak *shih te* GJAK,~U „
LYER (i,e) *mb.* 1. Që është Iyer me bojë a me një lëndë tjetër të lëngshme ose të butë. *Mefaqe (me buzë) të lyera. Mure të Iyera. Shtëpi e Iyer. Dollap i Iyer. Këpucë të lyera.*
2. Që është zhytur e është njomur në një lëng; i fëlliqur, i përlyer. *Me rroba të lyera. Me duar të lyera.*
3. *fig. keq.* Që është njollosur nga ana morale; që ka marrë pjesë në diçka të keqe, i përlyer, i fëlliqur. *Njeri i Iyer. Rrinte si i Iyer.*
LYERËS,~E *mb.* 1. Që shërben për lyerjen e diçkaje. *Makinë lyerëse.*
2. JI *em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me lyerjen e diçkaje; ngjyrues; bojaxbi. *Lyerësit e fijeve të shkrepseve. Lyerës statujash. Lyerësi i shtëpive.*LYERËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LYERËS,
LYERJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas jkuptimeve të foljeve LYEJ, LYHEM. *Lyerja e shtë-pive. Lyerja e këpucëve.*
LYES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Lajmës, krushqar, shkues.

LYHEM *vetv.* 1. Bëhem me vaj ose me ndonjë Jlëndë tjetër; lyej trupin a një pjesë të tij me bojë |a me një lëndë tjetër të lëngshme; ngjyrohem. *Lyhem \ne vaj. U lye më të kuq. Lyhet e ngjyhet* zbukurohet së tepërmi me pudër e më të kuq, pispilloset.
2. Zhytem e njomem në një lëng; fëlliqem, për-llyhem. *U lye në gjak. Iu lyen duart (rrobat). Kujdes, 'mos lyhesh!*
3. *fig. keq.* Marr pjesë në një punë të keqe; i vë hjollë vetes, përlyhem nga ana morale; fëlliqem. *Është Iyer keq. U lye edhe ai në atë punë.*
4. *krahin.* I ngjitem pas dikujt, nuk i ndahem, i ftepem pas. *Langoi iu lye lepurit. Iu lye deri në shtëpi.*
*5. Pës.e* LYEJ.
• Lahet e lyhet *shih te* LAHEM. Nuk lyhet (nuk fëlliqet) dielli me baltë . *u. shih te* DIELL,~I.
LYLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Flluskë sapuni, uji, pështyme etj. *Lyla uji (sapuni). Nxjerr (bën, lëshon) lyla. Ngrihet (fryhet) si lylë.*
LYLËZON MaA, ~OI, ~UAR. Ngrihet si flluskë; nxjerr flluska, flluskon. *Lylëzon uji kur zien. Ly-Iëzojnë pikat e shiut në tokë.*
LYM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Balta që sjellin ujërat e lumenjve e të përrenjve gjatë rrjedhës së tyre ose kur dalin nga shtrati. *Lym pjellor. Lym lumi (përroi, kënete). Shtrat lumi me lym. U mbush (u mbulua) fusha me lym.*
2. *përd. mb.* Që është krijuar nga grumbullimi i baltës së lumenjve a të përrenjve. *Tokë (are) lym.*
LYMAK,~E *mb.* Lymor. *Tokë lymake.*
LYMËRlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lymishtë, lymore. 2. Lyshtër.
LYMISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e krijuar nga grumbullimi i lymit të lumenjve a të përrenjve; tokë me lym.
LYMOR,~E *mb.* 1. Që ka në fund një shtresë lymi (për shtratin e lumenjve, të liqeneve, të kënetave etj.). *Shtrat lymor.*
2. Që është formuar nga lymi dhe nga prurjet e tjera të lumenjve a të përrenjve, lyshtëror. *Tokë (fushë) lymore. Luginë lymore.*
LYMORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lymishtë. LYMTË (i,e) *mb.* Lymor. *Tokë (fushë) e lymtë.*
LYP *kal.,* ~A, ~UR. 1. Kërkoj lëmoshë te dikush. *Lypte bukë (para).*
2. I bëj dikujt një kërkesë, i lutem për diçka, kërkoj; paraqit dëshirën a kërkesën time. *lypi ndihmë (përkrahje, një këshillë, një mendim). Lypi një javë aat. Lypi të falur (ndjesë)* iu lut dikujt ta faltë për një gabim etj. *E lypi për grua. I lypi vajzën për djalin* ia kërkoi vajzën për djalin. *Lypte shumë për atë plaç-kë* kërkonte shumë, c shiste shtrenjtë.
3. *bised.* Përpiqem të gjej diçka duke gjurmuar etj.; kërkoj. *Lyp andej e lyp këtej. Po lypte bagëtinë në mal. Kush lyp gjen. fj. u.*
4. *vet. veto III.* Do, kërkon, ka nevojë për diçka. *Kjo punë lyp durim (këmbëngulje). Kështu e lyp puna. Kjo lyp shumë kohë për t'u bërë. Ku ta lypë nevoja. Ku ta lypin interesat e popullit e të Atdheut.*
5. Me pëlqen ta kem, ta bëj a të me jepet diçka, dua; kërkoj. *Lyp sherr. Lyp dru kurrizit* kërkon të rrihet. *Kush lyp copën e madhe, e humbet edhe të voglën. fj. u.*
• I lypi (i kërkoi) dorën *vjet. shih te* DORË,~A $_2$. Lyp gavër kërkon vend ku të futet a të fshihet, s'gjen vrimë ku të futet. Lyp (kërkon, gjurmon) qimen në vezë *shih te* QIME,~JA. Lyp për derë e ndan për shpirt *shih te* DERË,~A.
LYPACAK,~E *mb.* Lypsar. LYPARAK,~E *mb.* Lypsar.
LYPET *vetv.* 1. Ka kërkesa për diçka (për një mall etj.), kërkohet.
2. *pavet.* Duhet, lypset. *Lypet punë e madhe (rregull, ndërgjegje e lartë).*
3. *Pës. e* LYP.
LYPË,~A. *sh.* ~A, ~AT *vjet. 1.* Gjëra a sende të lypura. *Trasta e lypës. Jetonte me lypa.* 2. *shih* LYPJE,~A. *Lypa është turp.*
LYPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që lyp derë me derë, përderës; ai që kërkon lëmoshë.
• Ti lypës e unë përderës njësoj jemi, të dy nuk kemi (për diçka që e kërkojnë te njëri-tjetri dhe as njëri as tjetri s'e ka).
LYPËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* LYPËS, ~I.
LYPËSI,~A . 1. Të qenët lypës; Iypje. *Merrej me lypësi. Dilte fshatrave për lypësi. 2. përmb.* Tërësia e lypësve, lypësit.
LYPËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Kërkoj lëmoshë, lyp.
LYPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-limeve të foljeve LYP, LYPET. *Lypja e lëmoshës. Lypja e ndihmës.*
LYPSAGJET,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që e kërkon vetë të keqen, ai që futet vetë në një të keqe.
LYPSAR,~E *mb. përçm.* I. Që lyp derë me derë, që kërkon lëmoshë te dikush. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LYPSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. edhe *pavet.* Jam i nevojshëm për një punë a për diçka tjetër, hyj në punë, duhem; është e nevojshme, duhet. *Lypset shumë të jetë këtu. Lypset sot e jo nesër. Lypset të marrin masa.*
2. *vet. veta III.* Është e nevojshme diçka; kam nevojë për diçka, me duhet. *Nuk me lypset asgjë. I lypsen ca para. S'na lypset kjo punë.*
LYPUR,~A (e)'. *sh.* ~A, ~AT (të). Lypje.
LYPUR (i,e) *mb.* Që është kërkuar si lëmoshë nga dikush. *Gjë (plaçkë) e lypur.*
LYR *kal.,* ~A, ~UR. E lyej me yndyrë, e bëjme diçka tI lyrshme; lyroj, lyros, përlyej, fëlliq. *Lyr tepsitë. Lyri duart. E lyri përparësen.*
LYRDHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjek.* Lyth, lez.
LYREM *vetv.* 1. Lyhem me yndyrë, bëhem me diçka të lyrshme; lyrosem, përlyhëm, fëlliqem. *lu lyrën rrobat.*
2. *Pis. e* LYR.
LYRË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Dhjami, gjalpi a vaji që përdoren si ushqim; pjesa e sipërme e gje-llës që ka me shumë yndyrë; yndyrë. *Lyri bimore (shta-zore). Lyra e gjellis (e mishit). Gjellë pa lyri. I hedh lyre gjellës. Skuq me pak lyri. Ka shumë lyre. Del (kullon) lyra. I merr (i heq) lyrin.*
2. Yndyrë që del mbi lëkurë te njerëzit e kafshët; papastërti e lyrshme në leshin e bagëtive, në flokët e njerëzve, në rrobat etj.; lerë. *Lyra e lëkurës (e flo-këve, e leshit). Lëshon lyre. I heq (i pasiroj) lyrën.*
3. *fig. bised.* Shije, kripë. *Shaka pa lyri. Njeri pa lyre* njeri i shpëlarë. *Ka lyre dikush. I doli lyra dikujt* i doli kripa a lezeti, u be i shpëlarë.
• Shkoi lyri leshl *dikush a diçka* vajti dëm diçka, shkoi kot; u muar me qafë kot dikush.

LYRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Vaj ose lëndë tjetër e lyrshme, që përdoret për të Iyer pjesët e një ma-kine ose të një mekanizmi; lubrifikues.
LYRËS,~E *mb.* Që ka lyre; i lyrshëm. *Lëndi lyrise.*
LYRËSI,~A . Të qenët i lyrshëm; yndyrshmëri. *Lyrësia e qumishtit. Me lyrësi të madhe.*
LYRËSlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LYRËSOJ, LYRËSOHEM.
*Lyrisimi i rrotave. Lyrisimi i pompave (i boshtit).*
LYRËSOHEM *vetv.* 1. Lyhem me vaj, me dhjamë etj., bëhem me lyre, lyrosem. 2. *Pis. e* LYRËSOJ.
LYRËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lyej me vaj, me dhjamë etj., e bëj me lyre, lyros.
2. *tek.* Lyej me vaj ose me një lëndë tjetër të lyrshme pjesët e një makine a të një mekanizmi; lu-brifikoj. *Lyrisoj motorin (rrotat).*
LYRËStJES,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Lyres. LYRËSLTES,~E *mb. tek.* Lyres. *Vajirat lyrisuese.*
LYRËT (l,e) *mb.l. shih* LYRSHËM (i), ~ME (e). *Gjellë e lyrët. Lëkurë e lyrët. Lesh i lyrët. Lëndë e 'yrët.*
2. I ndotur, i fëlliqur. *Me duar të lyrëta. Me fytyrë:ë lyrët,*
3. *fig. keq.* I paturp, i pacipë; i ndyrë. *Njeri i lyrët.*
LYRIKUR *mb. mospërf.* 1. Që i ka dale lyra, që i ka dale kripa a lezeti; i shpëlarë (për njerëzit).
2. Që nuk ka me turp, i pafytyrë, i pacipë. *Njeri lyrikur.*
LYRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LYROJ, LYROHEM.
LYROHEM *ve'tv.* Lyrosem.
LYROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Lyros.
LYROS *kal.,* ~A, ~UR. E ndot zakonisht me diçka të lyrshme, e fëlliq. *lyrosi rrobat.*
LYROSEM *vetv.* 1. Ndotem zakonisht me diçka të lyrshme, fëlliqem. 2. *Pës. e* LYROS.
LYROSUR (i,e) *mb.* Që është ndotur zakonisht me diçka të lyrshme, i fëlliqur.
LYRUAR (i,e) *mb.* I lyrosur.
LYRSHËM (0, ~ME (e) *mb.* I. Që ka shumë lyre; i yndyrshëm. *Qumësht (djathë) i lyrshëm. Gjizë e lyrshme. Gjellë e lyrshme.*
2. Që lëshon shumë lyre, që ka shumë lyre në si-përfaqe; i yndyrshëm. *Lëkurë e lyrshme. Flokë të lyrshëm.*
3. Që është bërë prej lyre. *Njollë e lyrshme.*
LYSHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Balta, zalli, rëra etj. që sjcllin lumenjtë a përrenjtë dhe e lënë gjatë rrjedhës së tyre, lymërishtë; gurë e zhavor që sjell uji me vete ose që rrëshqasin nga lart.
2. Vend i pjerrët në faqe të malit, ku shket dheu e bien gurët, rrëzomë. *Lyshtër mali.*
3. *fig. zakon. keq.* Shumicë e madhe njerëzish, turmë e madhe, mizëri, rrëmet.
LYSHTËROR,~E *mb.* Që është formuar nga lymi dhe nga prurjet e tjera të lumenjve a të përrenjve. *Tokë (lugini, fushë) lyshtërore.*
LYTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *mjek.* Mish i huaj që del në një pjesë të trupit a në një organ të tij dhe që është përsipër gjemba-gjemba, iriq. *doli një lyth. Djeg (pres, snkul, heq) lythin.*
2. Kallo që del në këmbë kur të vret këpuca. *ka këmbët me lytha.*
3. Nishan i kuq a i zi në fytyrë ose në trupin c njeriut. *Me lyth në faqe (në mjekër, në hundë). Fytyrë me lytha.*
4. *bot.* Xhungë e vogël që del në trungun ose nc degët e disa drurëve. *Degë me lytha.*
*5. fig.* E metë, cen. *E ka një lyth edhe ai.*
*k* E shkeli ne lyth (në kallo) *dike shih te* KALLO, ~JA.
LYTHËT (i,e) *mb. bot.* Që ka xhunga të vogla. *Degë të iythëta.*

# LL

LL. 1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e shtatëmbëdhjetë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë -bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja II. ringulli II. Shkronja II.*
2. si *em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja . *Ll-ja e madhe (e vogël). Ll-ja e dorës (e shtypit).*
LLABANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. Veshje e sipër-me pa mëngë, zakohisht e punuar me lesh dhie, që mbulon kokën bashkë me supet; kapuç i madh që përdoret zakonisht nga barinjtë për t'u. mbrojtur nga shiu e nga dëbora. *Liabane e dhirtë. Llabania e bariut. Vuri (hodhi) liabanen në kokë. Mbante shark e liabane.*
LLABATAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool., krahin.* Guhak. *Rri si Uabatan.*
LLABIÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Lugat.
2. *fig.* Llupës, grykës i madh.
LLAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Djalë që ndihmon muratorin (i gatit llaçin, i jep gurë, tulla etj.).
LLACAMAN,~E *mb. bised.* 1. Që pi për një kohë të gjatë tek e ëma, që pi deri vonë (për kafshët). *Qengj (kec, viç) llacaman.*
2. *fig.* Që është mësuar të hajë gjëra të mira, që i pëlqen të hajë gjellë të shijshme e sidomos ëmbëlsira (për njerëzit). *Fëmijë llacaman.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
LLACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Syth çorapi, trikoje etj., që punohet me shtiza ose me grep. *Llaca e çorapit (e trikos). Llacai e rrjetës. Punë me dyzet llaca. 1 iku llaca. I mbylli llacaf.*
2. Gunë a veshje tjetër shumë e gjerë.
LLACKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Njollë. *Llac-kë e zezë (e madhe). Me Hack a në faqe.*
LLACKOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Përlyej, bëj me njolla; fëlliq. *E llackosi me ballë,*
2. *keq.* E lyej shumë e në mënyrë të pahijshme më të kuq a me diçka tjetër në fytyrë ej. (zakon. për grate). *E llackosi në faqe.*
LLACKOSEM *vetv. bised.* 1. Përlyhem, bëhem me njolla; fëlliqem. *U llackos në fytyrë.*
*1. keq.* Lyhem shumë e në mënyrë të pahijshme më të kuq a me diçka tjetër në fytyrë etj. (zakon. për grate). *Ishte Uackosur e s'shihej dot me sy.*
3. *Pës. e* LLACKOS.
LLACKOSUR (i,e) *mb. bised. 1.* I përlyer, i bërë me njolla; i fëlliqur. *Këmishë (shami) e Uackosur. Me duar të Uackosura.*
2. *keq.* I Iyer shumë e në mënyrë të pahijshme më të kuq a me diçka tjetër në fytyrë etj. (zakon. për grate). *Me fytyrë të Uackosur.*
LLAÇ,~I *m.* 1. Lëndë ndërtimi që bëhet duke përzier rërën me gëlqere të shuar e me ujë dhe që përdoret për të ngritur mure e për t'i suvatuar. *Llaç me çimento. Llaç për mur (për suvatim). Mur me (pa) llaç. Sita (kova) e llaçit. Bëj (gatuaj, përziej) llaçin. Shtroj llaçin. I hodhi llaç.*
2. Përzierje lëndësh të qullëta, që përdoret në punime të ndryshme ndërtimi etj. *Llaç çimentoje. Llaç asfalti.*
3. *shih* LLOÇ~I $_{x}$.
LLACAVËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bised.* Vajzë a grua e keqe dhe llafazane. *Mos rënç në gojë të llaçavrës.*
LLAÇKAR,~E *mb. bised.* 1. Që nuk ka mend në kokë, budalla. *Djalë llaçkar.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
LLAÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Tufa e flokëve që e mbledhin grate pas kokës me shami a me rrjetë; nyja e shamisë, kur i lidhin cepat e saj në majë të kokës. *Llaçka e lahurisë. Bëj llaçkën.*
2. *fig. mospërf.* Mendje, kokë. *Mblidhe mirë llaçkën. Aq i thoshte llaçka. Nuk ia pret llaçka.*
3. *keq.* Grua a vajzë budallaqe.
LLACPËRZIERËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *tek.* Makinë që përgatit dhe përzien llaçin.
LLADIK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lloj pjepri i verdhë, i qullëi e me shumë lëng, por jo i shijshëm.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Pjcpër lladik.*
LLADROMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Larja e pas-trimi i sendeve prej argjendi me lladron.
LLADRON,~I m. Llum vere, që e përdorir. ar-gjendarët për të zbardhur argjendin; lloj acidi qe krijohet në fundin e vozave të rrushit.
LLAF,~I *m. sk.* ~E, ~ET *bised.* 1. Fjalë. *Llafc të kota (boshej. Llaf pas llafi. Një llaf goje. Bëri Haft me dike* u fjalos, bisedoi; u grind me fjale. *Ka shumë llafe. Ka një llaf me dike. Lëri llaf el! E bënë me llaf.*2. Muhabel; bisedë. *Zuri llaf (ra në llaf) me dike. I jeple llaf dikujt. I hyri në llaf dikujt* hyri në muhabet, e kuptoi ku e kishte fjalën. *Ngas llafin. Që ta ngas llafin (fjalën)...* meqë e solli mu-habeti... *E mbajti me llafe (me fjalë) dike* i prem-toi diçka me fjalë, por nuk ia zgjidhi punën.
3. *vet. sh.* Thashetheme; shpifje. *Merret me llafe. Jane llafe. Ka llafe për të. Mos i dëgjo llafet e botës!*
Can llafe *shih te* ÇAJ. E fsheh llafin *shih te* FSHEH. Pike llaf! *shih te* PIKË,~A.
LLAFATOR,~E *mb.* Llafazan.
LLAFAZAN,~E *mb.* 1. Që flet shumë e pa pushim; që flet vend e pa vend, që flet pa i peshuar mirë fjalët; fjalaman. *Njeri llafazan.,*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Llafazan i madh.*
LLAFAZANËRI,~A . Të qenët llafazan, vetia " atij që është llafazan.
LLAFEMADH,~E *mb. bised.* 1. Që ka fjalë shumë, që flet shumë e pa pushim, llafeshumë.
2. Që flet me fjalë të mëdha e që mburret shumë.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. LLAFEPAKË *mb. bised.* Fjalëpakë.
LLAFESHUMË *mb.* Që ka fjalë shumë, që flet shumë e pa pushim.
LLAFOS *jokal.* dhe *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Flas, them, fjalos; ku vendor, bisedoj. *Çllafos kështu? E llafosëm menjëherë kite punë.*
LLAFOSEM *velv. bised.* Flas, fjalosem; kuvendoj, bisedoj. *Llafoset ngadalë. Llafosemi nesër. U llafos me mua. Siç u llafosëm.*
LLAGAP,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* I. Mbiemri i një njeriu; emri i familjes. *Llagapi i familjes. Ndë-rroi llagapin. Si e ka llagapin?*
*2.* Nofkë. *Llagap i keq. I kanë ngjitur një llagap.*
LLAGAVIT *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Fëlliq, laturis, laparos. *E llagaviti në fytyrë.*

LLAGAVlTEM *vetv. bised.* 1. Fëlliqem, laturisem. *U llagavit me baltë (me bojëj. U llagavit fëmija. 2. Pës. e* LLAGAVIT.

LLAGËM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Vij" e nëndheshme që shërben për të kaluar ujërat e zeza ose për të kulluar ujin e arave; kanal nën dhe për t'u futur në një vend të fshehtë a të mbrojtur mirë. *Lla-gëmi i shtëpisë. Llagëmet e qytetit. Llagëmi i arave. Eënë (hapën) llagëme.*

*2.* Grope e zgjatur dhe e ngushtë, që bëhet nën dhe ose brenda në një shkëmb dhe mbushet me lëndë plasëse për të hedhur në erë dheun a shkëmbin. *Shkeli në llagëm. Mbushi llagëmin me dinamit.*

LLAHEM *vetv.* Ngopem mirë; *vet. veto 111* pi gji fëmija. *U llafoshnja.*

LLAHTAR,~I m. dhe LLAHTARË,~A . *bised.* Llahtari. *shtiu (i futi) llahtarin.*

LLAHTARl,~A . *bised.* Frikë e madhe, tmerr; ankth i madh. *Llahtari e madhe. Mori llahtari* u tremb shumë, u tmerrua. *zuri llahtaria. Shikonte me llahtari. Thirri me llahtari.*

LLAHTARIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. E frikësoj shumë dike, e tmerroj. *llahtarisi fëmijët.* 2. *jokal.* Llahtarisem.

LLAHTARlSEM *vetv. bised.* Frikësohem shumë, tmerrohem. *U llahtarisën nga tërmeti.*

LLAHTARlSUR (i,e) *mb. bised.* I frikësuar shumë, i tmerruar; që shpreh frikë të madhe ose tmerr; që është plot ankth. *Me fytyrë të llahtarisur. Zë i llahta-risur. Ikën të llahtarisura.*

LLAHTARSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* Që të shtie frikën, që të kail tmerrin, i tmerrshëm. *Ulërimë e llahtarshme. Pamje (zhurmë) e llahtarshme. Tortura të llahtarshme.*

LLAHTARTË (I,e) *mb. bised.* I llahtarshëm.

LLAHUSË,~A *f. sh.* ~A, ~AT *bised.* Lehonë. *E ka gruan llahusë.*

LLAHUSl,~A *bised.* Lehoni.

LLAJ *kal.,* ~VA, ~RË *bised.* E ngop mirë sa s'do me; i jap gji fëmijës sa e ngop mirë. *E llau bar-kun. E llau foshnjën. Lopa e llan viçin me qumësht. E llau token shiu.*

LLAJË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dele ose lopë krejt e zezë.

2. *përd. mb.* Që e ka qimen të zezë (për delet dhe lop6t).

LLAJË,~A ii *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Hinkë.

LLA"JKË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Gardh që rre-thon vathën ose trine' që shërben si derë; lesS, ndër-likë. *Llajkat e vathës. Llajka e oborrit (e kopshtit). Mbyll llajkën.*

*2.* Cope druri, që shërben për të mbyllur diçka; shul druri. *Llajka e derës (e dritares). Llajka e do-llapit. E mbylli me llajkë.*

LLAJUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dash, dem ose ka krejt i zi.

2. *përd. mb.* Që është. krejt i zi (për dashin, për dc-min a për kaun). *Dash (dem) llajush.*

LLAK,~U *m.* R,rSshir4 e tretur në alkool, në vaj etj.,me të cilin lyejnë sende të ndryshme (zakonisht orendi) për t'i ruajtur nga prishja, për t'u dhënd shkëlqim etj. *Shtresë llaku. Lyej me llak. Veshja e telave me llak.*

LLAKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grope a pellg me ujë, zakonisht në mal, ku pine bagëtitë; pellg me ujë të ndenjur. *Llakë bore. Llakë me ujë shiu.*

LLAKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LLAKOJ, LLAKOHET. *Lla-kimi i telave. Reparti i llakimit. Makinë llakimi.*

LLAKOHET. *Pës. e* LLAKOJ.

LLAKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E lyej diçka me llak.

LLA"LLË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Flu-tur, më e madhe se miza e zakonshme, e cila i bën vezët në zgjuan e bletëve dhe i detyron këto të lar-gohen prej këtej. *Llalla i prish bletët.*

2. *fig.* Diçka që sjell grindje; grindje, gërnjë. *U ka hyrë llalla në shtëpi.*

LLALLË,~A II . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Mën-deshë.LLAMARINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Teneqe e trashë, e veshur zakonisht me zink, që përdoret për të mbuluar çatitë, për ullukë, për enë të ndryshme etj. *Llamarinë e bardhë (e zezë). Llamarinë e valëzuar. Llamarinë çeliku (hekuri, bakri, tunxhi). Fletë llama-tine. Tepsi (kusi) llamarinë. Ulluk llamarinë. Mbuloj me llamarinë.*

LLAMARtNTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej llamarinë. *Çati e llamarintë. Enë e llamarinlë.*

LLAMBADAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT.">Pajisje prej metali, shpesh e zbukuruar me abazhurë etj., që shër-ben për të mbajtur llambat e dritës. *Llambadar i madh. Llambadar tavani (muri, tryeze). U ndezën llam-badarët.*

LLAMBADHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Qiri i trashë, që e ndiznin zakonisht në kishë. *Llambadhe e dredhur. Llambadhe e kuqe (e verdhë). Llambadhe dylli. Llambadhe me lule.*

LLAMBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mjet ndriçimi me vajguri a me një lëndë djegëse tjetër dhe me fitil, që mbulohet me një poç të gjatë prej qelqi; mjet i vogël ndriçimi me bateri; mjet nxehjeje me fitil dhe zakonisht me alkool. *Llambë me vajguri (me benzine). Llambë me alkool. Llambë karbiti. Llamba e shtëpisë. Llamba e minatorit. Drita e llambës. Poçi (qelqi) i llambës. Ndez (shuaj, fik) llambën. Si llamba pa vaj.*

2. Pajisje prej qelqi, e rrumbullakët ose gjatoshe, zakonisht me fije metalike brenda a me gaz, që ndri-çon me rrymë elektrike ose përdoret për punë të ve-çanta në aparate të ndryshme. *Llambë elektrike. Llambë neoni. Llambë elektronike. Llamba e sal-dimit. Llambat e radios. Llambë automjetesh.*

LLAMBURIT *jokal.,* ~I, ~UR. 1. Bën shumë dritë, ndrit shumë, shkëlqen. *Llamburitin dritat elektrike. Llamburit hëna. Llamburitin yjet. Qielli llambu-riste.*

2. Shkëlqen nga pastërtia a nga bukuria. *Llamburit shtëpia. I llamburit fytyra (fustani).*

LLAMBURITËS,~E *mb.* Që bën shumë dritë, që ndrit shumë, që shkëlqen. *Dritë llamburitëse. Zjarr llamburitës.*

LLAMBURITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes LLAMBURIT.

LLAMBUSHKË,~A *f sh.* ~A, ~AT. Llambë e vogël për dritë elektrike. *Llambushka e biçikletës. Llambushka e radios. Mbante ndezur natën një Ham-bushkë.*

LLAMJE,~A . *mit.* Figure e besimeve popullore, që përfytyrohej si një gjarpër shumë i madh, i ngja-shëm me kuçedrën, i cili, sipas këtyre besimeve, je-tonte në kroje e në puse, pinte ujërat e hante edhe njerëz.

LLANGOS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Qen që leh e nuk të ha; qen rrugësh, qen zorrësh.

2. *fig. mospërf.* Njeri që endet derë me derë dhe rri pa punë; njeri llafazan.

LLANGOS *kal.,* ~A,~UR. Fëlliq shumë me baltë a me diçka tjetër; laturis. *E llangosi në fytyrë. E llan-gosi me baltë (me zift, me bojë).*

LLANGOSEM *vetv.* I. Fëlliqem shumë me baltë a me diçka tjetër, laturisem. *U llangos me bojë.* 2. *Pës. e* LLANGOS.

LLANGOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LLANGOS, LLANGO-SEM.

2. *fig.* Gjë e ndyrë që të ngjall neveri, diçka e fë-lliqur; veprim a sjellje e keqe që të pështiros.

LLANGOSUR (i,e) *mb.* Që është fëlliqur shumë me baltë a me diçka tjetër, i laturisur. *Këpucë të llan-gosura. Me duar të llangosura. Me fytyrë të llangosur.*

LLANGJASH,~E *mb.* 1. Që e ka zërin të ngjirur që flet me zë të ngjirur, ngjirash. *Tellall llangjash.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Nuk i shquhen fjalët llangjashit.*

LLAP *kal.,* ~A, ~UR. 1. Pi ose ha shpejt e shpejt diçka të qullët, duke e marrë me gjuhë (zakonisht për qentë e për macet). *Llap hirrën. E llapi qumështin (gjellën).*

*2. vet. vela 111.* E lëpin me gjuhë (për kafshët). *Bushtra llapte këlyshët. Lopa po llap viçin.*

3. *shih* LLUP i. *At llap çdo gjë.*

4. *jokal. fig.* Flas shumë e kot, llomotit; flas pa përgjegjësi, them gjëra që s'duhen thënë, flas të pje-kura e të papjekura. *Llap shumë (kot). Llapte poshtë e lart.*

LLAPA\~JA *sh.* ~>, ~TË. 1. Çorbë e trashë, që bëhet zakonisht me oriz të zier shumë, me patate etj. dhe që përdoret si ushqim për fëmijët e vegjël. *Llap a orizi (gruri, patatesh). E ushqen me llap a. I jep llapa.*

2. Pelte e qullët, që bëhet duke zier bimë të ndryshme mjekësore dhe që vihet mbi plagët për t'i mje-kuar. *Llapa me fare liri (me sinap). I vuri një llapa plages. E poqi llapaja çibanin.*

3. *përd. mb.* I qullët e i trashë. *U be gjella llapa. U bënë llapa fasulet.*

LLAPADAN,~E *mb.* 1. Që i bën kokrrat të më-dha c gjatoshe (për disa pemë). *Fik llapadan* 11 oj fiku që i bën kokrrat të gjata e të mëdha, por jo shumë të ëmbla.

2. *si em.* ~, ~I *m.* Fik llapadan.

LLAPAN,~E *mb.* 1. Që i ka gjethet të mëdha e te gjera. *Lis (dushk) llapan.*

2. *fig. keq.* Që llap shumë, llafazan.

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Të lënë pa punë llapanët.*

LLAPAQEN,~E *mb. përçm.* 1. Që s'pushon së foluri, që është fjalaman i keq; që flet mbarë e prapë.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Nuk e duroj dot atë llapaqen.*

LLAPAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Veshëza e par-mendës. *Dy llaparët e parmendës.*

LLAPASHIT *kal.,* ~A, ~UR. Përplas këmbët kur eci në ujë, në baltë a në dëborë të squllët; fut duart në ujë a në baltë dhe e përziej fort. *Llapashiti këmbët në ujë (në baltë, në llapërkajë).*

LLAPASHITEM *vetv.* 1. Eci duke përplasur këmbët në ujë, në baltë a në dëborë të squllët; *vet. vela III* përplaset në ujë a në baltë. *Llapashitet në llucë. Lla-pashitej në kënetë.*

*2. vet. veta III.* Bën një zhurmë të mbytur, që për-sëritet sipas përplasjeve diku (për ujët, për lëngjet). *Uji llapashitej në breg. Dallgët llapashiten në ranishte.*LLAPASHITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LLAPASHIT, LLAPA-SHITEM.

2. Zhurmë e mbytur që dëgjohet kur ecim në baltë, në ujë a në dëborë të squllët, duke përplasur këmbët; zhurmë e mbytur dhe e përsëritur që bëhet kur për-plaset diku diçka e lëngshme. *Llapashitje e lehtë. Lla-pashitja e detit (e valëve). Dëgjoheshin llapashitjet e këmbëve.*

LLAPAZHAR,~E *mb. bised.* 1. Që i mban keq |e jo pastër rrobat e trupit, fare i pakujdesshëm për veshjen, shkatarraq në të veshur. *Djalë llapazhar.*

*2.* Që ha shumë e pa zgjedhur, që ha ç'të gjejë përpara.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

LLAPË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *bised.* Gjuhë, pjesa e lëvizshme e gjuhës (edhe *keq.). Llapa e qenit (e ariut). Kafshoj llapën. Fute brenda (në gojë) atë Ilapë!*

2.i Pjesa e jashtme e veshit. *Llapa e veshit.*

3. Cope prej lëkure a prej rrobe në trajtë të gjuhës *Që* përdoret për të mbuluar diçka; cope e zgjatur, që varet në petkat. *Llapa e topit. Llapa e këpucës. Ilapat e xhokës. Llapat e kapeles* veshëzat. *Këpucë me llapa. Qep llapën. I vareshin llapat.*

4. Pjesa e gjerë e gjethes pa bishtin; *bised.* fleta e bimëve. *Llapa e gjethes. Llapat e pemëve.*

5. Pjesë e diçkaje, që vjen e zgjatur si gjuhë. *Llapa e kazmës. Llapa e bombës. Një Ilapë qepe. Llapa e pipëzës. Llapa e parmendës* veshëza, llapari.

6. Dele a dhi me veshë të mëdhenj e të varur.

• I doli llapa u lodh shumë nga diçka; vuajti shumë. Ka Ilapë ka shumë fjalë, flet shumë, ka gojë. E ka llapën (gjuhën) të gjatë (të raadhe) *shih te* GJATË (i,e). E ka llapën (gjuhën, gojën) të keq" *shih te* KEQ (i), ~E (e). E ka lëshuar llapën (gojën, gjuhën) *shih te* LËSHOJ.

LLAPËHOLLË *mb.* Që e ka llapën e gjethes të hollë; fletëhollë. *Dru llapëhollë.*

LLAPËGJERË *mb. bised.* Gjethegjerë. *Dru tfapëgjerë.*

LLAPËMADH,~E *mb. bised.* 1. Gjethemadh. *Dru llapëmadh. Duhan llapëmadh.*

2. Që flet shumë, që është fjalaman i keq; gjuhustër.

LLAPËRÇINË,~A . 1. Baltë e hollë në vende a në rrugë të shkelura, llucë; vend me baltë të tillë. *§rugë me llapërçinë.*

*2.* Bore e përzier me shi, llohë; llapërkajë.

3. *fig.* Gjellë si qull, me shumë ujë dhe jo e shij-shme; llurbë. *Nuk hahej ajo llapërçinë.*

LLAPËRÇIT *kal.,* ~A, ~UR. Llapashit. LLAPËRÇITEM *vetv.* Llapashitem.

LLAPËRKAJË,~A . Bore e squllët a gjysmë e shkrirë; bore e përzier me shi, llohë. *Është bërë llapërkajë.*

LLAPËROJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. Llap; llo-motit. *Llapëron shumë.*

LLAPËS,~E *mb.* 1. Që llap shumë, llafazan.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

LLAPËTIJ *jokal.,* ~VA, ~RË. 1. *vet. veto III.*

Bsn shumë dritë, llamburit; ndrit, shkëlqen. *Llapë-tijnë dritat. Llapëtijnë këpucët. Llapëtin shtëpia (dho-ma, rruga)., Llapëtinte nga pastërtia.*

2. *kal.* E bëj të ndritë shumë, e shkëlqej. *llapëtiu xhamat (enët).*

LLAPËTIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkëlqim. *Llapëtima e dritave. Lëshon llapëtimë.*

LLAPËTOR,~E *mb.* Llafazan.

LLAPËTYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjellë me shumë lëng, pa lyre dhe jo e shijshme. llapërçinë. *Llapëtyrë qensh.*

*2. vet. sh. fig.* Fjalë të këqija, sharje të ndyra. *Thotë (flet) llapëtyra.*

LLAPIT *kal.,* ~A, ~UR. Llapoj, llap.

LLAPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Pi ose ha shpejt e shpejt diçka të qullët, duke e marrë me gjuhë, llap; e ha diçka shpejt e shpejt e menjëherë, Hup, Hunt. *E llapoi qeni (macja). E llapoi gjellën.*

*2. jokal. keq.* Flas shumë e kot, llap.

LLAPORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj xhama-dani prej shajaku për burra, pa mëngë, anët e të cilit mbërthehen njëra mbi tjetrën. *Veshi llaporen.*

LLAPS *jokal,* ~I, ~UR. Llamburit, llapëtin. *Llapsin dritat. Llapste shtëpia.*

LLAPUSH,~E *mb. i.* Që i ka veshët të mëdhenj, të gjatë e të varur (për kafshët e psr njerëzit). *Dele (dhi) llapushe. Dash (cjap) llapush. Qen llapush. Djalë llapush.*

2. Që është i gjatë dhe i gjerë si gjuhë (për gjethet etj.); gjethemadh. *Gjethe llapushe. Miser (duhan) llapush. Dushk llapush. Bar llapush.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

LLAPUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot. shih* LËPUSHË,~A i.

2. Lëvorja e kallirit të misrit. *Llapusha misri. I hoqi llapushat.*

LLASË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Përkëdhelje e papërmbajtur, ledhatim i tepruar, që ia hap shumë syrin dikujt dhe e meson keq; llastim. *jap llasë dikujt* e përkëdhel a e ledhatoj jashtë masës, e Ilastoj. *Ka marrë llasë* është përkëdhelur shumë, është llastuar. *Është rritur në llasë.*

2. Hov a vrull tepër i madh; guxim i tepruar. *Nga* i *vjen kjo llasë?*

LLASKONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lastar, bisk; fidan. *Llaskonjë hardhie (molle). Lëshon llaskonja.*

LLASKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Llaskonjë.

LLASKUÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* 1. Ai që ha tek të tjerët pa u dhënë gjë, qelepirxhi.

2. Ai që hyn gjithandej dhe kërkon të marrë yesh gjëra që nuk i takojnë, ai që fut hundët kudo.

LLASTICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vajzë që llas-tohet (kryesisht për vajzat e vogla). *Erdhi llastica.*

LLASTIK,~KU m. *sh.* ~QE, ~QET. 1. *yet. nj.* Lçndë prej gome, që mund të epet, të tërhiqet ose të përkulet shumë dhe të vijë përsëri në gjendjen e mëparshme, gome. *Rrip (top) llastiku. Këpucë (opinga, galloshe) llastiku. Zone llastiku.*2. Rrip i gjatë e i hollë prej kësaj lënde, që për-doret për nevoja të ndryshme. *Llastiku i çorapeve (i të mbathurave). Hoqi llastiqet. Bleu tre metra llaslik.*

3. Bigë me dy rripa prej gome të butë, që përdorin fëmijët për të vrarë zogj. *E gjuajti (e qëlloi) me llastik.*

4. Pjesë e një rrobe të thurur, e punuar në mënyrë që të hapet dhe të vijë përsëri në vendin e mëpar-shëm; thurje në këtë mënyrë. *Llastiku i mëngës (i belit). Llastiku i trikos (i bluzës). Llastiku i çorapit. Mëngë (fund) me llastik.*

LLASTIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. *shih* LLAS-TIK,~U i-4

2. *bised. vet. sh.* Këpucë prej llastiku. *Hoqi (vuri) llastikat. Bleu një pale llasiika.*

3. *bised.* Kapëza e foshnjës që i vihet në gojë për të pirë ose për ta thithur. *vuri (i hoqi) llastikën. I dha të pijë qumësht me llastikë.*

LLASTIKTË (i,e) *mb.* 1. Që është prej llastiku, që është bërë prej llastiku. *Rrip (top) i llastiktë. Këpucë (opinga) të llastikta. Zorrë e llastiktë. Doreza të llastikta.*

2. *bised.* Që mund të epet, të tërhiqet a të për-kulet shumë dhe të vijë përsëri në gjendjen e më-parshme; i epshëm. *Lëndë e llastiktë. Rrip i llastiktë.*

3. *fig. bised.* Që vepron si pas kushteve a rrethanave, që u përshtatet shpejt atyre. *Njeri i llastiktë.*

LLASTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LLASTOJ, LLASTOHEM.

*Ll&stimi i prish fëmijët.*

2. Sjellje me naze e me teka (kryesisht për fëmijët e vegjël, që janë përkëdhelur me tepri).

LLASTOHEM *vetv.* 1. Sillem me naze e me teka (kryesisht për fëmijët e vegjël, që janë përkëdhelur me tepri). *Ipëlqente të llastohej. Ç'më llastohesh ashtu?*

2. *Pës. e* LLASTOJ.

LLASTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Perkfidhel jashtë masës (sidomos të vegjëlit), duke ua hapur shumë syrin e duke i mësuar kështu keq. *llastonte fëmijët. Mos e llasto shumë!*

2. Sillem me dike me mirë nga ç'duhet, i krijoj kushte pune e jetese tepër të mira, e mësoj keq.

LLASTOR,~E *mb.* 1. Që llastohet në sytë e nje-rëzve; që i pëlqen të llastohet. *Vajzë llastore.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Është lias tor i madh.*

LLASTUAR (i,e) *mb.* Që është përkëdhelur jashtë masës, që është llastuar; që është mësuar keq. *Fëmijë i llastuar.*

LLASHKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dele, dhi ose lopë që ka pjellë një vit para kohës së zakon-shme; pëllejë motake. *Qengji (keci) i llashkës. Viçi i llashkës.*

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dele (dhi, lopë) llashkë.*

LLASHKË,~A H . *sh.* ~A, ~AT. Përpajnë. *Llashkat e hardhive.*

LLASHKORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *shih* LLASH-KË,~Ai. *Lopë (dele) llashkore.*

LLASHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *bot.* Bimë e egër barishtore, me gjethe të holla e të vogla, me lule të bardha në tufë, bishtat e të cilave, kur tha-hen, i përdorin zakonisht si kruese dhëmbësh.

2. Kashta e grurit, e elbit a e tërshërës. *Kasolle me llashtër.*

LLAUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël muzikore e ngjashme me buzukun, që ka tetë tela dhe që i bien me pendë të forte. *Telat e llautës. Me llautë e me gër-netë. I bie llautës.*

2. Kallëp druri me bisht, që përdoret për të prerë tjegullat para se t'i pjekin. *Llautë tjegullash.*

LLAUZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Gjindje; po-pull. *Në mes të llauzit. U mblodh Uauzi.*

LLAVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tufë ujqërish, lu-kuni. *U turrën si Have.*

LLAZINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i hapur e me bar, zakonisht pranë rrugës a në mes të fshatit, ku lidhin zakonisht kafshët e barrës për të kullotur. *lane (i lidhën) kuajt te një llazinë.*

LLAZURË,~A . Zhurmë e madhe, potere; rrë-mujë. *V be llazurë.*

LLËNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i ulët, si grope, zakonisht me baltë e me ujë të ndenjur, sidomos pranë lumenjve a kënetave, lerë. *Llëngë e keqe. Llëngat e fshatit. Ra në një llëngë.*

2. Luginë e vogël me bar të njomë. *Llëngë në mes të maleve.*

LLËRË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesa e sipërme e krahut që nga bërryli deri te supi. *Me llërë të bardha (të trasha). Me llërë të përveshura. Llëra e krahut. Përvesh llërët. lu mbushën llërët.*
2. Krah; kuti i krahut.
Pcrveshi llërët (krahët, mëngët) *shih te* PËRVESH.
LLËRËBARDHË *mb. poet.* Që i ka llërët të bardha. *Vashal llërëbardha.*
LLËRËÇELIKTË *mb. poet.* Që i ka llërët shumë të fuqishme, që i ka krahët të forte si çeliku. *Punëtorët llërëçeliktë.*
LLËRËDJEGUR *mb. poet.* 1. Që i ka llërët të nxira nga dielli. *Vajzat llërëdjegura.*
2. *fig-* Qe është shumë punëtor, që punon shumë (zakonisht për ata që punojnë jashtë, në vend të hapur).
LLËRËJASHTË *mb.* Që i ka llërët të zbuluara, me llërët jashtë; llërëpërveshur.
LLËRËPËRVESHUR *mb.* 1. Që ka përveshur mëngët e ka zbuluar llërët. *Punëtorët llërëpërveshura.*
2. *si ndajf. fig.* Me vrull e pa u kursyer. *Punonin llërëpërveshur.*
LLËRËPLOTË *mb. poet.* Që i ka llërët të shëndosha, që është me llërë të mbushura. *Vashat llërëplota.*
LLËRËZBULCAR *mb.* Llërëpërveshur, llërëzhve-shur.
LLËRËZHVESHUR *mb.* I. Që i ka zbuluar llërët, llërëjashtë.
2. *si ndajf.* Llërëpërveshur.
LLIXHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Qendër me bu-rime ujërash termale, ku bëjnë banjë të sëmurët pertë mjekuar disa sëmundje. *Llixha e Elbasanit (e Pesh-kopisë). Shkoi në llixhë.*
LLOCKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bërsi ullinjsh.
LLOÇ,~I *m.* 1. Baltë e qullët dhe e hollë, llucë; bore e shkelur dhe e përzier me baltë. *Ra në Hoc. Ëçnin nëpër Hoc. U be vendi Hoc.*
12. *shih* LLAÇ,~I i-
3. *si mb.* ~, ~E. I pjekur shumë, i squllët; i ndul-kët. *Dardhë (mollë) lloçe.*
E bëri Hoc *shih te* BËJ.
LLOÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kubël e vogël në moshën prej katër tnuajsh deri në një vit.
LLOF,~I *m. bised.* Grykësi, llupë, llupësi. *Ka llof.*
LLOFTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Grykës, Hiipës. *Lloftar i madh.*
JXOGAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Hurdhë e vogël me ujë të ndenjur; lerë. *U mbushën llogaçet. Ra në llogaçe.*
LLOGARf,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Veprime të ndryshme ekonomike e financiare, që bëhen për të njohur vlerat, për të ditur të ardhurat e shpenzimet në një degë të ekonomisë, në një ndërmarrje ose në gjIthë ekonominë e vendit; dokument që pasqyron gjendjen pas këtyre veprimeve; zyra e nëpunësit që merret me këtë detyrë. *Llogari vjetore (mujore). Libri i llogarisë. Dëftesë llogarie. Zyra e llogarisë. Përmble-dhësja e llogarisë. ek., vjet.* bilanci. *Nxj'err (përfundoj, mbyll) llogarinë. Punon në llogari.*
2. Veprime me numra, që bëhen për të nxjerrë sa kushton diçka ose sa kemi për të marrë a sa kemi për të dhënë, për të gjetur sasinë e diçkaje etj.; llogaritje. *Llogari e përpiktë. E bëri llogari* e llogariti. *Me bëj llogarinë! E bën mirë llogarinë. Si dilte mirë llogaria.*
3. *ek.* Mjete financiare, të ruajtura ose të vena në bankë, të cilat përdoren për qëllime të ndryshme. *Llogari aktive (pasive). Llogari shlyese. Llogari rrje-dhëse. fin.*
4. Shpjegime që jepen para dikujt për punën e kryer, për veprimet që janë bërë, për përgjegjësinë e një institucioni a të një punonjësi në veprimtarinë që kryen etj. *Llogari e hollësishme. Kërkesa e llogarisë. I kërkoi llogari. I jepte llogari. Mbledhje për të dhënë llogari e për zgjedhje.*
*5, fig. bised.* Veprime me mend, që i bëjmë për të parashikuar si do ta zgjidhim një çështje, kur dhe si do ta kryejmë diçka, si do të sillemi a si do të vep-rojmë në disa rrethana etj. *Kemi bërë llogari të ni-semi në fund të muajit. S'i doli llogaria si e kishte men-duar.*
*if për* llogari *të dikujt a të diçkaje* në dobi të dikujt a të diçkaje; për hesap të dikujt a të diçkaje. I ndau (i qëroi) Ilogaritë (hesapet, lakrat) *me dike shih te* NDAJ. Rregulloi llogarinë (bor-xhet) *me dike shih te* RREGULLOJ. S'e vë në llogari (fare) *dike a diçka* nuk e përfiil fare, nule e marr parasysh, s'e llogarit; s'e vë në hesap. I bën Ilogaritë gabim *shih te* GABIM,~I. I ka bërë Ilogaritë (hesapet) pa hanxhinë *shih te* HANXHI,~U.
LLOGARIDHËNËS,~E *mb. libr.* Që bëhet për të dhënë llogari; që karakterizohet nga dhënia e llo-
garisë. *Mbledhje llogaridhënëse. Raport llogaridhënës. Frymë llogaridhënëse.*
LLOGARTOHËNIE,~A . *sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi i atij që jep llogari zakonisht përpara ko-lektivit për punën e kryer e për veprimet që janë bërë, për përgjegjësinë që mban etj, ose për ecurinë e punëve; njoftimet, shpjegimet e sqarimet që jepen me këtë rast. *Llogaridhënie e plotë. Llogaridhënia e kuadrove (e drejtuesve).*
LLOGARIT (LLOGARJS) *kal,* ~A, ~UR. *1.* Numëroj a njehsoj diçka, bëj veprime me numra për të nxjerrë sa kushton diçka ose sa kam për të marrë a për të dhënë, për të gjetur sasinë e diçkaje etj.; bëj llogari. *Llogarit me gishta (me numëratore, me shkopinj). E llogariti me laps në dorë. Llogarit me përpikëri (me hollësi). Llogaritën të ardhurat (shpenzimet).*
2. E kam parasysh, e përfiil; e çmoj, e vlerësoj; e vë në hesap. *Me llogaritni edhe mua! Duhen llogaritur të gjithë pjesëtarët e families. S'e llogarit fare atë. E llogaritim mirë djersën e punëtorit (e fshatarit).*
3. *fig.* Zbërthej e peshoj me mend diçka, mendoj të bëj diçka; bëj veprime me mend për të parashikuar si do ta zgjidh një çështje, kur dhe si do ta kryej diçka, si do të sillem a si do të veproj në disa rrethana etj.; bëj llogari. *E kam llogaritur të kthehem brenda javës. Si llogariti mirë rrethanat. E llogaritën mirë punën.*
LLOGARITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Nëpunës që merret me veprimet financiare, me punët e llogarisë. *Llogaritar i pare.*
” LLOGARITARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fern e* LLOGARITAR,~I.
LLOGARlTET. *Pës. e* LLOGARIT.
LLOGARITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. *spec.* Mjet që shërben për të bërë llogaritje. *Llogaritësi i topit. Llogaritësi i rrotullimeve. Përdorin llogaritësin.*
2. *usht.* JJshtar i përgatitur, që llogarit me mjete të posaçme të dhënat për drejtimin e zjarrit të arti-lerisë. *Llogaritësi i pikes së vrojtimit. Llogaritësi i togës së drejtimit të zjarrit.*
3. *vjet.* Llogaritar.

LLOGARITËS,~E *mb.* Që shërben për llogaritje, që bën veprime llogarie. *Makinë (vegël) llogaritëse. Qendër llogaritëse. Vizore (tabelë) llogaritëse.*
LLOGARlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LLOGARIT, LLOGARlTET. *Llogaritje aritmetike. Llogaritjet astronomike. Llogaritja e një këndi. Sistemi i llogaritjeve. Bëj llogaritje* llogarit.
LLOGARITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të llogaritet.
LLOGARITUR (i,e) *mb.* Që është llogaritur; që është menduar e peshuar mirë. *Punë e llogaritur.*
LLOGOBERE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. 1.
Lule që është hapur shumë dhe që e ka humbur bukurinë.
2. *fig.* Vajzë a grua që flet shumë, llafazane, gojëpashmagje.
LLOGOBERE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Rose e egër që e ka zënë vera pa shtegtuar.LLOGORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vijë e thellë a hendek i gjatë, zakonisht me ledh të ngritur në anën e përparme, që hapet në tokë, në vendin e mbrojtjes ose në vendstrehimet për t'u mbrojtur nga zjarri i armikut, për t'u strehuar etj. *Llogore e mbuluar (e nëndheshme). Benin (ndërtonin) llogore. Zuri llogoren. Pushtuan llogoret e armikut. Hyj (mbrohem) në llogore.*
LLOHË,~A . I. Bore e përzier me shi ose me breshër të imët, që bie zakonisht në mot me erë; bore e lagësht. *Llohë e madhe (e ftohtë). Llohë bore. Bie llohë. E zë (e rreh) lloha. la zuri frytnën lloha.*
2. Kohë e keqe dhe e ftohtë me bore, me shi dhe me erë; lagështi. *Llohë e madhe. Ka qenë (ka bërë) llohë. Lloha i dëmton blelët (të lashtat).*
LLOJ,~I *m. sh.* ~E, —ET. 1. Tërësia e qenieve ose e sendeve, që formojnë një grup sipas tipareve të përbashkëta dhe dallohen nga qeniet ose sendet e tjera; grup qeniesh, sendesh ose dukurish më të njëjtat veti a tipare, grup sendesh të një cilësie; fare, soj. *Lloj druri. Lloj duhani. Letër e këtij lloji. Llojet e sporteve. Lloj leshi (pambuku). Lloj stofi.*
*2.* Natyra e veçantë e diçkaje; mënyra si kryhet një veprim a një veprimtari; dallimi i një dukurie, që merret si tip. *Lloji i punimeve. Lloji i punës. Lloji i fajit. Lloji i kërcimit. Llojet e kapjes (e kalimeve). Gjeti një lloj tjetër zgjidhjeje.*
3. *biol.* Njësia bazë e botës bimore e shtazore, e cila përfshIn bimë ose kafshë që i kanë të përbashkëta tiparet kryesore morfologjike, fiziologjike dhe eko-logjike. *Llojet e gjinisë. Prejardhja (origjina) e llojeve.*
4. *let., art.* Nënndarje e gjinive artistike, e cila përfshin vepra që dallohen nga disa veçori të caktu-ara të brendisë e të formes. *Llojet e epikës (e dra-*
*malikës, e lirikës). Romani është një nga llojet e*
*epikës.*
LLOJ-LLOJ *pakuf.* 1. Çdo lloj, gjithfarë; lloje të shumta e të ndryshme. *Lloj-lloj njerëzish (kafshësh, sendesh). Lloj-lloj lulesh (pemësh). Lloj-lloj ngjyrash. Lloj-lloj^ fjalësh (shpifjesh). Me lloj-lloj menyrash.*
2. *përd. mb.* I ndryshëm; i çdollojshëm. *Me ëndrra lloj-lloj.*
LLOJLLOJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që përbëhet prej llojesh të ndryshme, që ka prej çdo lloji; i shumëllojshëm. *Lëndë e llojllojshme. Mjete të llojllojshme. Punë të llojllojshme. Pengesa (ndalesa) të llojllojshme.*
LLOJLLOJTË (i,e) *mb.* I llojllojshëm. *Veprime të llojliojta.*
LLOJOR,~E *mb. libr.* Që lidhet a që ka të bëjë me llojin, që i përket llojit, i llojit. *Përbërja llojore.*
LLOJSHMËRI,~A . *sh.* ~, ~TË *libr.* Vetia e qenieve, e sendeve a e dukurive që ndahen në lloje fë ndryshme, të qenët e tyre në lloje të ndryshme; dallimet brenda grupeve a flojeve të ndryshme të një tërësie. *Llojshmëria e perimeve. Llojshmëria e prodhi-meve. Rritin llojshmërinë.*
LLOK *kal.,* ~A, ~UR. Llokoçit.
LLOKAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. J. Ujë i turbullt e i fëlliqur, ujë i përzier me baltë e me ndyrësira; Hum.
2. Llucë.
LLOKMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e prerë a e shkëputur nga një lloj ushqimi i ngurtë; thelë. *Llokmë e madhe (e majmej. Llokmë mishi (pjepri). Llokmë portokalli. E ndau në Uokma.*
2. *fig. keg.* Diçka e dobishme dhe e çmueshme, që merr dikush zakonisht pa e merituar; përfitim i padrejtë; thelë. *dhanë (mori) një llokmë të mirë. Ishte mësuar me Uokma. Nuk ka gjithnjë Uokma.*
LLOKMËMATJH,~E *mb. keq.* Që është mësuar të zhvatë sa me shumë, që lakmon të nxjerrë përfi-time të mëdha. *Njeri Ilokmëmadh.*
LLOKOÇIT (LLOKOÇIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E tund fort diçka të lëngët në një enë për ta përzier a për ta turbulluar ose për të shpëlarë enën; përziej ujin a diçka tjetër të lëngët për ta turbulluar. *Llokoçit qumështin. Llokoçiti ujin në pellg.*
2. *jokal. shih* LLOKOÇITEM i.
LLOKOÇITEM *vetv. 1. vet. veta III.* Nxjerr një zhurmë të ngjashme me atë të ujit kur valon shumë në enë. *Llokoçitet uji. Llokoçitet deti.*
2. Eci nëpër ujë a nëpër baltë, duke bërë një zhurmë si llapashitje; lëviz në ujë, duke bërë "llok-Ilok". *Llokoçitem në ujë. Lopatat llokoçiteshin në det (në liqen).*
3. *Pës. e* LLOKOÇIT. LLOKOÇITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET.
1. Veprimi
sipas kuptimeve të foljeve LLOKOÇIT, LLOKOÇITEM.
2. Zhurmë si llapashitje, që bëhet kur tundim a përziejmë ujin ose një lëng tjetër dhe kur ecim nëpër ujë a nëpër baltë. *Llokoçitja e ujit. Llokoçitja e lo-patave.*
LLOKUM,~I *m.* edhe LLOKUME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ëmbëlsirë e butë që bëhet me niseshte e me sheqer ose edhe me arra a me bajame dhe që ndahet në copa të vogla me trajta të ndryshme; një cope prej kësaj ëmbëlsirë. *Hokum me arra (me bajame). Llokum bajamesh* Hokum që bëhet me brume bajamesh të shtypura. *Kuti me llokume.*
*2. spec.* Cope e vogël nga një lëndë plasëse e butë. *Llokum dinamiti. Vuri një llokum në vrimën e shkëmbit.*
3. *përd. mb.* Shumë i butë; shumë i majmë. *Token e kemi llokum. Mishi ishte llokum.*
• la dha llokum në gojë *dikujt* ia bëri gati çdo gjë, ia krijoi të gjitha lehtësitë. E ka gojën Hokum flet mirë e butë, është gojëmbël, është gojëmjaltë. Nuk hanë çdo ditë llokume nuk mund të ketë vazh-dimisht të mira, festa e dëfrime; të mirat fitohen me punë e me përpjekje, jeta nuk është shesh me lule. Llokumja e hasmit (e armikut) e ka helmin brenda (të mbetet në fyt) armiku të merr më të mirë e të josh për të të dëmtuar; mos u beso lajkave e premtimeve të armikut!

LLOM,~I *m. shih* LLUM,~I.

LLOME,~JA . *sh.* ~, ~TË. I. Balta a lluca që sjellin lumenjtë ose përrenjtë kur vërshojnë jashtë shtratit të tyre, lym; lymore, llumishte. *Llomeja e lumenjve. Hoqën llomenë.*

*2.* Fundërria e diçkaje, mbeturinë, Hum.

3. *fig.* Diçka e dobishme që dikujt ia kanë bërë gati të tjerët. *Shin në llomenë e botës.*

4. *përd. mb. fig.* Që është përgatitur pga të tjerët e që dikush e gjen të gatshme, i shtruar nga të tjerët. *E gjeti Home* e gjeti gati, e gjeti sofrën të shtruar.

LLOMËSHTl,~A . 1. Baltë a llucë e përzier me papastërti të ndryshme, Hum i keq; ndyrësi. *Llo-mështi kënete. Llomështia e këpucëvc.*2. *fig.* Fundërria e njerëzve; llumi. *Llomështia e shoqërisë.*

LLOMISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT edhe LLO-MfSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Llumishtë.

LLOMIT (LLOMIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj
rne llucë dike, e bëj me Horn, e përbalt. *E llomiti në fytyrë.*

*2.* E shtyp shumë diçka derisa të bëhet si baltë.

LLOMtTEM *vetv.* 1. Bëhem me llucë, bëhem me llom, përbaltem. *U llomit i tëri.*

*2. vet. veta III.* Shtypet shumë a zbutet derisa bëhet si baltë.

3. *Pës. e* LLOMIT.

LLOMOTAR,~E *mb.* 1. Që thotë fjalë të shumta e të kota, që llomotit për dike. *Njeri llomotar.*

2. *Përa. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

• Gjuha gënjeshtare është Homotare *fj. u. shih te* GJUHË,~An.

LLOMOTI,~A . *kryes. sh.* ~, ~TË. Fjalë të shumta e të kota që thuhen për dike a për diçka, llomotit je; thashetheme. *Nuk nxjerr llomoti nga goja.*

LLOMOTIT (LLOMOTIS) *jokal.,* ~A, ~UR. 1. F|las mbyturazi e nëpër dhëmbë, them diçka me vete me zë të mbytur. *Llomotit me vete. Llomotit nëpër dhëmbë. Llomotitnin bashkë.*

2. Flas shumë a kot dhe pa përgjegjësi; flas poshtë e; lart për diçka, flas keq a shpif për dike. *Llomotit kpt (poshtë e lart). Le të llomotitin sa të duan.*

LLOMOTITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes LLOMOTIT.

2. *kryes. sh.* Fjalë që thuhen mbyturazi e nëpër dhëmbë, ajo që thuhet me vete e me zë të mbytur. *Dëgjoheshin ca llomotitje.*

3. *kryes. sh.* Fjalë të shumta a të kota dhe pa për-gjjegjësi, që thuhen për dike a për diçka; fjalë të kë-qija, shpif je; thashetheme. *Llomotitje të kota.*

LLONXHË,~A i *sh.* ~A, ~AT. 1. Ngastër a! rrip toke që mbillet me perime ose me lule në oborr a diku pranë shtëpisë, lehë. *Llonxhë me lule (me spi-naq, me domate).*

2. *përd. mb. fig.* I mbusbur plot, që ka të gjitha të mirat. *Llonxhë e kishte shtëpinë.*

3. *përd. ndajf. fig. më të* ngrëna e më të pira. *Është mësuar llonxhë. la kaluan llonxhë.*

LLONXHË,~A n • *sh.* ~A, ~AT. 1. Grope e madhe e mbushur me ujë, pellg me ujë shiu. 2. Strofull; vrimë. *Llonxha e dhelprës (e lepurit).*

LLONXHË,~A in *sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet.* Kuvendi i gjithë fshatit; mbledhja e pleqësisë së fshath; njerëzit që merrnin pjesë në kuvend a në rnbledhje; vendi a sheshi i fshatit, ku bëhej kuvendi i tij ose mblidhej pleqësia. *Llonxha e fshatit. Rrapi i llonxhës. U mblodh llonxha. Ishin mbledhur në llonxhë.*

2. *fig. bised.* Bisedë e gjatë dhe e shtruar.

3. *fig. bised.* Zhurmë e madhe, që bëjnë shumë veta kur flasih njëherësh e nuk merren vesh njëri me tjetrin, muhabet me zhurmë e me potere; potere, rrëmujë. *U be llonxhë ë madhe.*

*4. përd. ndajf. fig.* Pa rregull, rrëmujë, plot zhurmë. *Shkoi puna llonxhë.*

LLOPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Fik i bardhë me kokrra shumë të mëdha e të ëmbla, që piqen në shta-tor. *Llopësi është i pari i fiqve.*

*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Fik Hopes.*

LLOPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Fasule kokërr-madhe.

LLOSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk i ujë-rave të ëmbla, i ngjashëm me krapin, por me trup më të shkurtër e më të shtypur anash, me kokë të vo-gël e me shumë hala; drangë. *Lloskat e Liqenit të Shkodrës.*

LLOSH,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Lloj bari i gjatë, me gjethe të holla e me majë, që rritet nëpër pyje, në kullota, në arat e mbjella etj. dhe e hanë shumë bagëtitë. *Mai me llosh. Shkulën (mblodhën) llosh. U hodhi llosh qeve.*

*2.* Vend me bar të gjatë e të ngatërruar. *Rrinte në •llosh.*

3. *sh.* ~RA, ~RAT. Bëzhdile, lëmishte; të fshirat e shtëpisë. *Lloshrat e shtëpisë. Hoqi lloshrat.*

*4. vet. nj.* Zhuli i kokës. *Një gisht llosh. I kishte zënë koka llosh.*

5. *fig.* Diçka e ngatërruar, rrëmujë. *bëri llosh. Është bërë llosh.*

LLOSH, ~E *mb. keq.* 1. Që s'e mban veten në rregull, që s'kujdeset për veshjen[1] e vet, shkatarraq; që vesh rroba tepër të gjera, që i varen rrobat. *Djalë llosh.*

*2.* I trashë nga mendja, budalla; i marrë. *Është llosh.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Llosh i madh. Rri si llosh.*

LLOVRAK,~U *m. krahin.* Mbeturina kashte, byku etj.

LLOZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dru a hekur i trashë, i gjatë e i lëvizshëm, që shërben për të mbyllur derën nga brenda; shuli i derës. *Lloz druri (hekuri). Llozi i portës (i derës). Derë me lloz. Vuri (hoqi) llo-zin. I shkoi llozin. E mbylli me lloz.*

2. Shufër e trashë hekuri me majë, që përdoret për të nxjerrë gurë, për të shembur muret, për të hapur vrima në shkëmb etj.; qysqi. *Nxjerr gurë me lloz.*

3. *fiz. shih* LEVË,~A,, *Krahët e llozit. Boshti i llozit.*

4. *usht. bised.* Shuli i një arme. *Llozi i pushkës (i automatikut). la hoqi llozin. Zbërthej (mbërthej) llozin.*

5. *fig. bised.* Njeri gjataman e kokëtrashë, budalla; shul. *Çfarë llozi që është! Ç'e do atë lloz.*

*k* Mbeti si dyfeku pa lloz mbeti në një gjendje që s'mund të bënte gjë fare, mbeti pa mjetet e nevojshme. Hyri (shkoi) shul e doli (erdhi) lloz *shih te* SHXJL,~I.

LLOZKAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *shih* LLOZ,~I$_L$.

2. Dru i gjatë si shul, që përdoret në mullirin e
vaji't për të shtrënguar torkun. *Llozkari i mullirit.*

LLUBATË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Llumi i një lëngu që bie në fund të enës, llurbë; baltë. *Llubatë vaji. Llubatë kafeje. Llubata e pellgut.*

LLUBURDINË,~A . *sh.* ~A, ~ AT. LlurMtir6.LLUCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Baltë e hollë; vend me baltë të hollë. *Llucë e madhe. Vend me llucë. U be llucë. Ecte nëpër llucë. Ra në llucë. Kapërceu llucën.*

• Mbeti (ngeli, ngeci) në llucë (në baltë) *shih te* BALTË,~A. E ia në llucë e la në baltë. E nxori (c qiti) nga lluca (nga balta) *dike shih te* BALTË,~A.
LLUCËROHEM *vetv. I.* Bëhem a ndotem me llucë; përbaltem. 2. *Pës. e* LLUCËROJ i.
LLUCËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj a ndot me llucë; përbalt. *llucëroi këpucët.*
2. *fig.* E prish keq një punë, e fëlliq fare një punë.
LLUFIT (LLUFIS) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Ha shumë dhe e kapërdij ushqimin menjëherë; e ha një ushqim të gjithë e shpejt e shpejt, Hup. *E llufiti gjellën. Llu-fiti një bukë të tërë. I llufiti thelat e mishit. E llufiti njëherësh.*
LLUFITET. *Pës. e* LLUFIT.
LLUFlTËS,~I *m. sh.* ~, —IT *bised.* Ai që hi. shumë e menjëherë; grykës, llupës.
LLUFlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve LLUFIT, LLUFITET.
LLUKANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj sallami i thatë, me mish të grirë ose më të brendshmet e ba-gëtive dhe me shumë erëza; suxhuk, kole. *Llukanik i tymosur. Llukanik Korçe.*
LLUK,Ë,~A I . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vezë e pri-shur, e cila nuk mund të çelë zog. *Llukat e pules.*
*2. krahin.* Klloçkë, sqokë. *Ka rënë pula llukë.*
3. *fig.* Njeri i trashë nga mendja, budalla.
4. *Përd. mb.* sipas kuptimeve 1,3 të emrit. *Vezë llukë.Jshte fare llukë.*
LLUKË,~A ii . *bot., krahin.* Bli.
LLULLAQ,~I *m.* 1. Lëndë me ngjyrë blu të errët, që nxirret nga një shkurre e vendeve të nxehta ose në mënyrë kimike dhe që përdoret sidomos për të ngjyer. *Ngjyrë llullaqi. Ngjyej me llullaq.*
2. *përd. mb.* Që ka ngjyrë blu të errët; i kaltëruar e i nxirë. *Fustan llullaq. U be llullaq në fytyrë. I kishte duart llullaq nga të ftohtët.*
LLULLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Çibuk me kokë të rrumbullakët e të thelluar, që mbushet me duhan të grirë, çibuk i gjatë; koka e çibukut. *Llullë duhani. Mbush (ndez, thith) llullën. Pinte duhan me llullë. Shkundi llullën.*
*2.* Gyp i kazanit të rakisë, nëpër të cilin kalon avulli për t'u ftohur. *Llulla e kazanit të rakisë.*
3. Gyp i shkurtër prej hekuri, që futet në bucelën e rrotës së qerres. *Llulla e bucelës së qerres. Llulla e e rrotës. I vuri llullën.*
4. Rreth hekuri, i mbërthyer në portë, ku kapet rrezja. *Llulla e portës (e derës).*
5. Raki e dobët, që del në fund të zierjes. *Po del llullë nga kazani.*
*it* Pi llullë bëj pallë, bëj qejf.
LLUM,~I *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Baltë e përzier me ndyrësira a papastërti të ndryshme; lym. *Llumi i ujërave (i lumenjve, i përrenjve). Llumrat e kënetave (e kanalevej. Llumi lahet, turpi s'lahet. fj. u.*
*2.* Fundërria që kullon nga një lëng në fund të një ene; llurbë. *Hum vaji. Llumi i verës (i rakisë). Llumi i kafesë. Kishte zënë Hum. Kulloi llumi'.*
3. Zhuli i fiokëve, i trupit a i rrobave; zhuli që zë çibuku i duhanit. *Llumi i kokës (i fiokëve). Llumi i llullës (i çibukut). Hum duhani.*
4. *fig.* Fundërria e njerëzve, diçka krejt e pavlerë ose e dëmshme. *Llumi i shoqërisë së vjetër. Llumrat e trashëguara nga e kaluara. Llumi i ideve borgjeze. Në llumin e tradhtisë.*
• U be Hum u fëlliq shumë. E bëri Hum a) *diçka* e ngatërroi fare; b) *dike* ia turbulloi e ia prishi mendjen. Ka rënë në Hum (në batak) a) ra në gjendje të keqe e të vështirë; b) është përzier me njerëz të këqij.
LLUMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grope a pellg i madh me ujë të ndenjur e të ndotur; llakë e madhe me ujë, ku lahen bagëtitë në verë përpara qethjes.
*I futin bagëtitë në llumë.*
LLUMfSHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT edhe LLUMISHTE,~JA; *sh.* ~E, ~ET. Vend i mbushur a i mbuluar me lym, lymore.
LLUMTË (i,e) *mb.* 1. Që është mbushur nga llumi i ujërave të lumenjve e të përrenjve. *Brigje të llumta. Vend i llumtë.*
*2. fig.* Shumë i turbullt. *Në kohërat e llumta.*
LLUP *kal,* ~A, ~UR *bised.* 1. Ha shumë dhe e kapërdij ushqimin menjëherë; e ha një ushqim të gjithë e shpejt e shpejt. *E llupi gjellën. E llupi të tërë mishin (byrekun). E llupi menjëherë (përnjëherë).*
*2. fig.* Rrëmbej, zhvat diçka me shumicë e menjëherë.
LLUPASH,~E *mb. keq.* 1. Llupës, grykës. *Njeri II up ash.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Llupash I pangopur.*
LLUPË,~A . *bised.* E ngrënë e madhe; të qenët llupës, grykësi. *E ka mendjen te llupa. U sëmur nga llupa. Është vetëm për llupë.*
LLUPËS,~E *mb.* 1. Që ha shumë e menjëherë, që e përlan të gjithë ushqimin shpejt e shpejt; grykës. *Njeri llupës.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Llupës- i madh.*
LLUPËSI,~A . Të qenët llupës, grykësi. *Hante me llupësi.,*
LLUQ,~E *mb. 1.* I qullët. *Bukë lluqe. Baltë lluqe.*
2. *fig. keq.* I plogët; i qullët, i mefshtë; i trashë nga mendja. *Ishte fare lluqe.*
3. *keq. Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.
LLUQ'E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dru i trashë e i pagdhendur mirë, hu i trashë. *E qëlloi me një lluqe.*
LLURBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Baltë e qullët në vende a në rrugë të shkelura, llucë; llumi i trashë që krijohet nga mbeturinat e ndryshme të ujërave; bore e shkelur e gjysmë e shkrirë; vend me baltë a me Hum të tillë. *Llurba e kanaleve (e gjirizave). Udhë me llurbë. Ra në llurbë.*
*2.* Fundërria që kullon nga një lëng në fundin e një ene, Hum. *Llurbë vaji. Llurba e kafesë. Ka zënë llurbë.*3. Ushqim si qull i trashë që përdoret për kafshët; gjellë e squllët dhe jo e shijshme, që është zier shu-rob. *Llurba e derrave. Llurbë patatesh. Nuk hahej ajo llurbë.*
4. *fig. mospërf.* Grua shumë e shëndoshë e me mish-ra të varura. *Nuk ecte dot llurba.*
5. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Baltë (bprë) llurbë. Gjellë llurbë. Dardhë llurbë. Grua llurbë. E\ ka barkun llurbë.*
LLCRBËS,~E *mb.* Që vjen si llurbë. FVt *llurbës. Pjepër llurbës.*
LLURBËT (i,e) *mb.* 1. Që është i squllët; që ka llucë. *Baltë (bore) e llurbët. Vend i llurbët.*
|2. Që është i turbulluar me papastërti të ndryshme;, që| është i përzIer me Hum. *Ujë (vajj i llurbët. Uthull (verë) e llurbët.* 3. Që është si qull i trashë (për ushqime të ndrysh-

me); që është bërë si qull nga që është zier shumë (për gjellët). *Ushqime të llurbëta. Gjellë e llurbët. Vezë e llurbët* vezë surbull, e pazier mirë.

4. *fig. mospërf.* Që është shumë i shëndoshë e me mishra të varura. *Njeri i llurbët.*

LLURBËTlRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Baltë e llurbët; bore e llurbët; [ve]nd me llurbë.

2. Llumi, llurba në fund të enës, llurbë. *Llurbëtira e vajit (e verës).*

3. Diçka e lëngshme, që është e turbullt dhe pa shije. *Pinte një llurbëtirë të keqe.*

4. Ushqim i llurbët që përdoret për kafshët; gjellë e llurbët dhe jo e shijshme. *Llurbëtirë kafshësh. Nuk e ha dot atë llurbëtirë.*

5. *fig. keq.* Fundërria e njerëzve; diçka krejt e pavlefshme ose e dëmshme; Hum. *Llurbëtira e shoqërisë së vjetër.*

# M

1. Një nga bashkëtingëHoret e gjuhës shqipe dhe shkronja e tetëmbëdhjetë e alfabetit tS saj, e cila shë-non kite bashkëtingëllore. *Bashkëtingillorja m. Tin-gulli m. Shkronja m.*
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja m. *M-ja e madhe (e vogël). M-ja e shtypit (e doris).*
MA. Trajtë e shkurtër e shkrirë e përemrit vetor, e formuar nga bashkimi i trajtës së shkurtër të vetës së parë në rasën dhanore të numrit njëjës (mi) me trajtën e shkurtër të vetës së tretë në rasën kallëzore të numrit njëjës (e). *Ma dha. Ma tha. Ma fali. Ma tregoi. Ma pruri fjalin në shteg.*
MACE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Kafshë e vogël shtëpiake, gjitare e mishngrënëse, me trup të shkathët, të mbuluar me qime të buta, me sy të mprehtë e me kthetra të forta, që mbahet zakonisht për të gjuajtur minj. *Mace e bardhl (e zezë, e murrme, laramane). Si sytë e maces. Macja mjaullin. E kafshoi (e gërvishti) macja. Polli macja. Dy mace mundin një qen (n]i luan, një ari).fl. u. Iku macja, lozin minjtë.fj. u. I ka turinjti si të maces, mospërf.* e ka fytyrën shumë të hequr e jo të hijshme.
2. *shar., keq.* Grua a vajzë e egër dhe grindavece; grifshë. *Ështi një mac ajo!*
3. *përd. mb.* Shumë i dobët nga shëndeti, i thatë, thatim (zakonisht për grate e vajzat). *Ështi biri mace fare.*
*it* Rri si mace e lagur *mospërf. shih te* LAGUR (i,e). Rri si macja nën sofër rri me frikë të madhe, rri i stru-kur diku nga frika. Ështi bërë si lekurë maceje *shih te* LËKURË,~A. S'bën macja mullar *fj. u. shih te* MU-LLAR,~I. I bie maces me luge *mospërf. shih te* LUGË, ~A. E do (e lakmon) si macja ciruan (peshkun) *diçk a* i pëlqen shumë diçka, ia ka ënda shumë (sidomos për ushqimet). Do te nxjerrë prush me k6mbët e maces *keq. shih te* PRUSH, ~I. Sikur i ka ngrënë macja brumin *shih te* HA. Si ha macja cironkat!? *iron,* shtiret e bin gjoja se nuk i pëlqen diçka. Se ka mbytur macen *iron, shih te* MBYT. I ha përsheshin macja *shih te* HA. Ia ha macja bukën në dorë (ia merr macja bukën nga dora) *dikujt mospërf.* është fare i pa-zoti, s'është për asnjë punë, është fareqyqar. I ka hyrë macja (maçoku, djalll, shejtani, dreqO në bark *shih te* BARK,~U. E ka macen (macokun, djallin, shejtanin, dreqln) në bark *shih te* BARK,~U. Shkojnë (vene) si macja me miiin shkojnë shumë keq njëri me tjetrin, grinden e hahen vazhdimisht, nuk pajtohen kurrë.
Çlen prej maces (ç'pjeli macja), gjuan minj *fj. u. keq.* si është prindi, ashtu është edhe fëmija (thuhet kur fëmija ndjek rrugën e gabuar të prindit ose merr vesetetij). Miubagrepin, macja ha mlun *shih te* MI, ~U. Nuk pi macja uthull *iron, shih tek* UTHULL,~A. Erdhta (sokuan, ikën) me qen e me mace (me kuc e me maç) *shih te* KUC,~I- Macja lëpin (lemon) gjitb-një bbhtia e ""t. *u.* thuhet kur dikush lavdëron vazhdimisht punën e vet; shoshari shoshën e tij lëvdon. Mace zjarri *bised.* urës prej hekuri. Mace e egër *zoo!,* kafshë e egër mishngrënëse, më e madhe se macja e butë, me qime ngjyrëhiri a ngjyrë-kafe të hapët, që jeton në pyll dhe ushqehet zakonisht me minj etj.
*MACE DETI zool.* LloJ peshku me erë të veçantë.
MACCRR,~-I *m. sh.* —A, ~AT *bised.* Kocan i misrit, misërishte.
MAC,—I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Njëra nga të dy ngjyrat e zeza në lojën e letrave, që shënohet me një figure në trajtën e gjethes me bisht; letra me këtë figure e ngjyrë. *Hodhi maçin. Kishte tre maçe ni dorë.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *A si (mbreti) mat. Dama (ninta) maç.*
MAÇ,~-I ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Mace.
Erdhbi (shkuan, ikën) me kuç e me maç (me qen e me mace) *shih te* KUC.~I-
MAÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e ngjeshur, që punohet me vështirësi.
MAÇOK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mashkulli i maces, dac. *Macja dhe maçoku. Si muslaqet e maçokut. Hidhet si maçok. Maçoku plak kërkan minj kërthinj. fj. u.*
*1. fig.* Njeri i prapë, që nuk rri urtë e grindet; njeri dinak e i pabesë.
• Maçok me brlrë a) shumë i prapë e i pabindur; b) shumë i shëmtuar. I ka hyrë maçoku (macja, djalli, shejtani, dreqi) në bark *shih te* BARK,~U. Kapardiset (krekoset) si maçoku në thekër mbahet më të madh kot, krekoset si gjeli në pleh. E ka maçokun (macen, djallin, shejtanin, dreqin) në bark *shih te* BARK,~U.
MACORR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Maçok.
MADEM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Mineral. *Modem i rrallë. Ujë mademi* ujë mineral.
2. *kryes. sh.* Minierë. *Mademe floriri (qymyrub'akri). Modem guri* gurore. *Nxirrnin gurë (pragje) në modem.*
MADËRGONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë b;arishtore helmuese pa kërcell, me rrënjë të mëdha, rtfie gjethe të gjera që kanë erë të rëndë dhe me lule të verdha në të gjelbër; bar i trashë. *Madërgonë mali. Lulja e madërgonës. Erë madërgonë. Kundërmon madërgonë.*
2. *fig.* Diçka e keqe që të pengon e të mërzit, ferrë. *Pastrojnë ferrat e madërgonat.*
MADJE *pj.* Përdoret për të përforcuar atë që është tfiënë me pare, me kuptimin "aq me shumë, për me tepër"; bile. *Nuk i dhanë lejë të dilte, madje e porositën q'ë të mos ngrihej nga shlrati. Në atë rast nuk humbi gjë, rnadje fitoi. Madje edhe ai e dinte.*
MADRIGAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *let., muz., vjet.* Vjershë e shkurtër ose këngë lirike, kryesisht me për-mbajtje dashurie, kushtuar gruas së zemrës.
MADH,~I (i) *m. sh.* MËDHENJ, MËDHENJTË (të). 1. Ai që ka arritur moshën e pjekurisë dhe ka përvojë nga jeta; i rritur; *kund.* i vogël. *Rroba (këpucë) për të mëdhenj. I madhi është në shkollë të lartë. Er-dhën më të mëdhenj e më të \egjël.*
*2. bised.* Kryetari njështeti a udhëheqës i njëpopulli; a'i që ka një detyrë të lartë shtetëtore. *Mbledhja e të mëdhenjve.*
MADH,~TË (të) *as. vjet.* I. Vlera e madhe e dikuji. a e diçkaje, rëndësia; madhështi; krenari. *Të madhtë e\ tij. Mbahej më të madh* krenohej, ishte mendjemadh; mburrej.
2. Të qenët i madh në vëllim a në përmasa; madhësi.
MADH (i)i ~E (e) *mb.* 1. Që ka vëllim a përmasa mbi mesataren, që e kalon masën e zakonshme në krahasim rhe sendet e tjera; që zë një sipërfaqe a një vëllim jo të vogël, që nxë shumë; i gjerë, i shtrirë; që ia kalon riga përmasat diçkaje tjetër të hgjashme; *kund. I* vogël. *Gur (shkëmb, malj i madh. Qyp i madh. Tepsi e madhe. Anije e madhe. Sipërfaqe e madhe. Qytet (port, vend, shtet) i*

*madh. Shtëpi (dhomë) e madhe. Vrimë (e çarë) e madhe. Me duar të mëdha. Me sy t£ mëdhenj. Xhaketë e madhe. Luinë (hendek) i madh. Largest (thellësi) e madhe. Gishti i madh i dorës. Plage e madhe. Truri i madh. anat. Qarkullimi i madh i cjakut. anat. E ka këmbën të madhe. Ecte me hapa të mëdhenj.*

2. Që ka shtat të gjatë, me trup mbi mesataren, trupmadh; që ka trup të zhvilluar plotësisht, i rritur; i| lartë; *kund.* i vogël. *Djalë (burrë) i madh. Vajzë e madhe. Lis i madh. Pemë e madhe.*

3. Që është në një sasi mbi mesataren, i shumtë; që përbëhet nga shumë njësi, pjesë, frymorë, sende etj.; që është a që shfaqet me shumicë ose mbi mesataren; *kund.* i vogël. *Tufë (kope) e madhe. Grup i madh. Sasi (shumë) e madhe. Peshë c madhe. Numër i madh nje-r"ëzish. Popullsi e madhe. Familje e madhe. Bore e madhe. Baltë e madhe. Shi i madh. Harxhime (shpenzime) të mëdha. Shumëfishi me i madh i përbashkët. mat. Kishte rrogë të madhe.*

4. Që bëhet nga shumë njerëz, ku marrin pjesë shumë vetë a sHumë mjete; që është i gjerë e i gjith-ajnshëm. *Luftë (betëjë) e madhe. Festë (dasmë) e madhe. Pritje e madhe. Mbledhje e madhe. Miting i madh. Shkolla e madhe e jetës. Organizimi i madh i punës.*

5. Që ka shumë njerëz, mjete, tokë etj. dhe zhvillon yeprimtari të gjerë prodhuese, kërkimore, mësimore etj. *Ndërmarrje e madhe. Industri e madhe. Ekonomitë e mëdha bujqësore. Institut i madh. Shkollë e madhe.*

6. Që bëhet për një kohë të gjatë; që vijon a zgjat me shumë se zakonisht; *kund.* i vogël; i shkurtër. *Pushimi i madh. Ndërprerje (vonesë) e madhe. Heshtje e madhe.*

7. Që ka shumë force, që shfaqet me force; që është i një shkalle më të lartë se zakonisht a i një shkalle shumë të lartë. *Shpejtësi e madhe. Me nxitim të madh. Vapë e madhe. Të ftohtë të madh. Erë (ngricë) e madhe. Errës:rë e madhe. Dendësi e madhe. Zhurmë (britmë) e madhe, Uri (etje) e madhe. Dhembje e madhe. Hi-dhërim (shqetësim) i madh. Dashuri e madhe. Me frikë të madhe. Me vëmendje të madhe. Me kujdes të madh. Me force të madhe.*

8. Që ia kalon nga mosha dikujt tjetër; që ka arritur moshën e pjekurisë dhe ka përvojë nga jeta; i vjetër (për moshën); *kund.* i vogël; i ri. *Djali (vëllai) i madh. Motra (kunata) e madhe. Në moshë të madhe. Është i madh tani. U be i madh* u rrit, arriti një moshë ma-dhore. *Është me i madh se shokët.*

9. Që dallohet nga të tjerët për aftësitë e cilësitë e veçanta fizike, mendore e morale, që shquhet në veprimtarinë shoqërore, politike, ushtarake, shkencore, artistike etj.; i përmendur, i shquar, i famshëm. *Njeri (mendimtar, dijetar) i madh. Udhëheqës (strateg, politikan, luftëtar) i madh. Figurat e mëdha të së ka-luarës. Shkrimtar (poet, artist, muzikant, aktor) i madh. U be i madh* u be i përmendur; zuri një pozitë shtetërore a shoqërore të lartë.

10. Që punon e vepron me shumë zell; *keq.* që e bën diçka me tepri, që e kalon masën a kufirin. *Pu-nëtor i madh. Pastërtore e madhe. Llafazan (grindavec, gënjeshtar, dembel) i madh. Pijanec i madh. Hamës (grykës) i madh. Gjumash i madh.*

Il. Që ka shumë prona a pasuri, që është i fuqishëm nga ana ekonomike, i pasur; *kund.* i vogël. *Pronar i madh. Zejtarët e mëdhenj. hist. Borgjezia e madhe në vendet kapitaliste. Derë e madhe. bised., vjet.* familje e pasur.

12. Që ka vlerë a rëndësi të jashtëzakonshme, që ka karakter të thellë, rrënjësor a vendimtar, që i shër-ben një qëllimi të lartë e fisnik, i lartë; madhështor, i shënuar. *Çështje Ivepër) e madhe. Zbulime të mëdha. Kthesë e madhe. Qëllime (synime, interesa) të mëdha. Revolucion i madh. Festat e mëdha të Nëntorit. Ditë e madhe. Ka luajtur një rol të madh.*

13. Që sjell pasoja të rënda për dike a për diçka, që sjelI shumë dëm. *Humbje e madhe. Gabim (fa)) i madh.*

I4. *keq.* Që ka karakter tepër mburrës, lavdërues, premtues, kërcënues etj. nga jashtë, por nga përmbajtja është i zbrazët; i fryrë. *Flet me fjalë të mëdha.*

15. *si em.* ~E, ~JA (e) . Diçka që është në shkalle të lartë; diçka që shfaqet me shumë force; gjë krye-sore a e rëndësishme. *Qeshi (thirri) më të madhe. E ngriti (e shtroi, e theksoi) më të madhe.*

*k* Batalt i madh (fort) *iron, shih te* BAT ALL, ~I. E bën të madhe *diçka* bëri shumë zhurmë a bujë rreth diçkaje, e zmadhoi tepër, e paraqiti në mënyrë të fryrë. Çudi e madhe! *shih te* ÇUDl,~A 5. Fie të madhin *euf. mospërf. shih te* FLE. Gajle e madhe *iron. shih te* GAJLE,~JA. Gjiimi i madh (i përjetshëro) *euf. shih te* GJUMË,~I. E zëntë gjumi i madh! *mallk. shih te.*GJUMË,~I. Kokë e madhe njeri i zoti e i shquar, njeri i madh. 1 madh e i vogël të giithë papërjashtim. Nevoja e madhe *euf. shih te* NEVOJË, ~A 4. Ujët e madh (e trashë) *euf. shih tek* UJË,~I 2. Punë e madhe! *mospërf. shih te* PUNË,~A. Është punë e madhe është shumë e mire diçka, të kënaq, s'ke ç'i thua. E preu me sëpatë të madhe (me sëpatën e dardharit) *shih te* SËPAT)Ë,~A. Kishte emër të madh ishte shumë i njohur e i përmendur, kishte nam të madh. Zemër e madhe njeri zemërmadh, njeri bujar. Me zile të madhe *shih te* ZILE,~JA. I ra me gish( të madh *një pune shih te* GISHT,~I. Është shpellë e madhe *shih te* SHPELLË,~A. E hodhi (e flaku, e nxori, e la) në rrugë të madhe (në mes të rrugës, në mes të katër rrugëve) *shih te* RRUGË,~A. Mbeti në rrugë të madhe (në mes të rrugës, në mes të katër rrugëve) *dikush shih te* RRUGË,~A. Mori udhën e madhe (udhët) *shih tek* UDHË,~A. E pafsha në rrugë të madhe! *mallk. shih te* RRUGË,~A. E ka fytin të madh (të gjatë) *shih te* GJATË (i,e). E ka për gjë të madhe a) e quan shumë të rëndësishme, si diçka që vlen shumë; b) e ka tepër të vështirë diçka për ta bërë, nuk ia hyn a nuk e merr përsipër. E ka gjuhër. (llapën) të madhe (të gjatë) *shih te* GJATË (i,e). E ka hundën të madhe (të gjatë) *shih te* GJATË (i,e). E ka )afshën të madhe *shih te* LAFSHË,~A. E kishte plafin të madh *dikush shih te* PLAF,~I. Ka prerë para të madhe *dikush shih te* PRES i. E ka syrir, të madh për *diçka* lakmon gjëra të niëdha; kërkon të bëjë gjëra jashtë mundësive të veta. I ra me luge të madhe *diçkaje shih te* LUGË,~A. Kërkon të hajë me luge të madhe *keq. shih te* LUGË,~A. I vogël për prehër, i madh për zemër *fj. u. shih te* PRE-HËR,~RI. Luga e madhe të zë fytin (të shg;yen gojën) *fj. u. shih te* LUGË,~A. Theia e madhe të ngec në fyt *fj. u. shih te* THELË,~A. Ku të tregojnë copën e madhe, merr lugën e vogël *fj. u. shih te* LUGË,~A. Arusha e Madhe *astr. shih tek* ARUSHË,~A. Qerrja e Madhe *astr. shih te* QERRE,~JA. Java e madhe *fet., vjet. shih te* JAVË,~A. Lia e madhe *mjek.* lia c dhenve. E premtja e m a d h e (e z e z ë) *fet. shih te* PREMTE, ~JA (e).

MADHE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Gjyshe. MADHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. I. Madhohem. 2. *keg.* Mbahem më të madh, me

rritet mendja e mburrem; krenohem. *Ishte madhur e s'flitej me të.*

MADHËRI,~A *sh.* ~, ~TË. 1. Cilësia e dikujt *a* e diçkaje që shquhet shumë mbi të tjerët për rën-dësinë, vlerën e shkëlqimin e vet; të qenët i madh; madhështi. *Madhëria e figures së Skënderbeut. U shfaq në gjithë madhërinë e vet.*

2. *zyrt.* Titul! nderimi, që përdoret për t'iu drejtuar mbretërve, perandorëve dhe bashkëshorteve të tyre. *Madhëria e tij (e saj).*

MADHËRISIIËM (i), ~ME (e) *mb. lart. 1.* Që ka veti shumë të shquara dhe të mahnit me ma-dhështinë e vet, të bën ta admirosh e ta nderosh; që shquhet për madhërinë e vet; madhështor. *Muzikë e madhërishme. Art i madhërishëm. Bukuri (pamje) e madhërishme. Vepër e madhërishme.*

*2.* Që ka rëndësi të madhe historike; shumë i shë-nuar; madhështor. *Dilë e madhërishme.*

*3. si em.* ~ME, ~MJA (e) . *vet. nj. filoz.* Veti e cilësi e sendeve a e dukurive të natyrës e të shoqërisë, që u përgjigjen në mënyrën më të plotë, në shka)lën më të lartë ose me pcrmasa e me force të jashtëza-
konshme idealeve tona shoqërore e estetike; të qenët i madhërishëm. *E madhërishmja dhe e bukura. E ma-dhërishmja dhe heroikja.*

MADHËRISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë të madhërishme, me madhështi. *Ecte madhërisht. U festua (u kremtua) madhërisht.*

MADHËROHEM *vetv.* 1. Madhohem.

2. *keq.* Mbahem më të madh, mburrem; krenohem.

3. *Pës. e* MADHËROJ.

MADHËROJ ta., ~OVA, ~UAR. I. E ngre dike në një detyrë shtetërore a shoqërore ose i jap një grade më të lartë.

2. *libr.* I thur këngë a lavde dikujt a diçkaje, duke e bërë të përmendur, e ngre lart, e lartësoj. *Poeti i ma-dhëroi bëmat dhe trimëritë e heronjve.*

MADHËSI,~A . *sh.'* ~, ~TË. 1. Vëllimi i një trupi a përmasat e diçkaje; shtrirja e një sendi në ha-pësirë. *Madhësia e një trupi (e një sendi). Madhësia e sheshit (e oborrit). Madhësia e fshatit (e qytetil, e rrethit, e krahinës, e shtetit). Madhësia e liqenit (e detit, e oqeanit, e lumit). Madhësia e këmbës (e kokës). I mati madhësinë.*

*2. spec.* Gjithçka që mund të matet ose të njeh-sohet. *Madhësi fizike (gjeometrike, algjebrike). Ma-dhësi e ndryshueshme (e pandryshueshme). Madhësi e njohur. Madhësi të barabarta. Madhësia e forces. Madhësia e një këndi.*

MADHËSHTI,~A . 1. Të qenët madhështor, vetia e diçkaje madhështore; ajo që e bën madhëshlore diçka. *Madhështia e veprës së Partisë. Madhështia e figures së komisarit. Madhështia e epokës (e kohësj sonë. E festuam përvjetorin me madhështi.*

*2.* Pamje madhështore. *Parakalonin me madhështi.*

3. *keq.* Të mbajturit më të madh, kryelartësi; men-djemadhësi. *Ishte verbuar nga madhështia. I kishte hyrë madhështia dikujt* i ishte rritur mendja.

MADHËSHTOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Festohei me madhështi.

2. *keq.* Mbahem më të madh; mburrem. *Mos u madhështo kot.*

MADHËSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E ngre lart, e lartësoj, i jap madhështi, e madhëroj. *Naimi e madhështoi figurën e Skënderbeut.*

MADHËSHTOR,~E *mb.* 1. Që ka vlerë a rëndësi shumë të madhe, që ka veti e cilësi shumë të shquara; që ka pamje të mrekullueshme, përmasa të jashtëza-konshme eshkëlqim të veçantë dhe të mahnit me buku-rinë e vet;i madhërishëm. *Pamje madhështore. Ndër-tesë (vepër) madhështore. Program (plan) madhështor. Veshje madhështore. Parakalim madhështor. Festë (drekë) madhështore.*

2. *keq.,vjet.* Që mbahet më të madh, kryelartë. *Njeri madhështor.*

3. ii *em.* ~E, ~JA. Të qenët madhështor; diçka madhështore; madhështi. *Madhështorja dhe heroikja. E zakonshmja dhe madhështorja.*

4. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq., vjel.* Ai që mbahet më të madh, kryelarti. *Qëndrim prej madhësh-tori.*

"“ MADHOHEM *vetv.* 1. Bëhem me i madh nga trupiose nga mosha; rritem. *V madhua ((fall. Madhohej për diti. Rrofsh eurnadhofsh! w.*

2. *vet. veto Hi. shih* ZMADHOHEM. *Iu madhuan sylë. Nis të madhohet dita.*

*3.* Me rritët vlera a rëndësia. *U madhua në sylë e botës.*

4. *Pës. e* MADHOJ.

MADHOJ *kal.,* ~OVA, ~tAR. 1. Përkujdesem për dike që të rritet e të bëhet i madh, e rrit. *Prindë-rif e rritën dhe e madhuan.*

2. *shih* ZMADHOJ." *E madhoi moshën.*

3. *keq.* I rrit vlerën a rëndësinë dikujt ose diçkaje; e mburr dike me shumë sesa e meriton a sesa duhet, e lëvdoj tepër. *la madhuan nusen. Mos e madho, se e njohim.*

MADHOR,~E *mb.* 1. *drejt.* Që ka arritur moshën, e caktuar nga ligji (rreth 16-18 vjeç) për të pasur të drejtat e detyrimet; i madh; *kund.* 1 mltur. *Shtetasit madhori. Në moshë madhore.*

2. *usht.* Që ka grade të lartë (në ushtritë që kanë grada); epror. *Oficer madhor* oficer me grade nga majori deri te koloneli. *Shtabi madhor* shtatmadhoria.

3. Që ka vlerë a rëndësi shumë të madhe; themelor. *Vepër madhore.*

4. *libr.* Që s'e kundërshton ose nuk e shmang dot, që nuk varet nga dëshira a nga vullneti ynë, që të de-tyron patjetër të sillesh a të veprosh në një mënyrë të caktuar. *Fuqi (force) madhore. Shkaqe madhore. për arsye madhore.*

5. *fig.* I lartë, i ngritur, që shpreh diçka madhësh-tore. *Ton madhor. Me nota madhore,*

MADHOSH,~E *mb.* Që ka trup të madh e të bë-shëm. *Burrë madhosh. Kafshi madhoshe.*

MAFES,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Shami koke prej pëlhure a prej mëndafshi. *Mafes i bardhë (me ngjyra). Lidhi mafesin.*

MAFËR>~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Shami koke për gra, zakonisht e zezë; jemeni. 2. Shami xhepi.

MAFISHE,~JA . *sh* ~E, ~ET. Ëmbëlsirë e giif uar dhe e lehtë, e cila bëhet më të bardhat e vezëve, që rrihen me sherbet e piqen pak në furrë. *Mafishe me ana (me bajame).*

JMAGAZINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ndërtesë e e veçantë a depo ku mbahen mallra e sende të ndrysh-me,që shpërndahen e tregtohen në dyqarie; vend i veçantë a depo pranë një ndërmarrjeje, një qendre pune etj., ku

mbahen pajisje të vogla, pjesë këmbimi, mjete pune etj. *Magazine e madhe (e vogël). Magazine ush-tarake. Magazina e perimeve. Magazina e rrobave të gatshme. Magazina e ndërmarrjes (e institutit). Enxjerr nga magazina. Ruhet në magazine.*
2. Dyqan i madh me disa pjesë e të ndara, ku shiten sehde të ndryshme industriale ose ushqimore. *Magazine popullore.*
MAGAZINIER,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës i hgarkuar për të ruajtur e mirëmbajtur mallrat në një magazine dhe për të bërë veprimet e nevojshme për marrjeri e tyre në dorëzim ose për nxjerrjen nga migazina, *Magazinieri i ndërmarrjes. Punon si maga-zirtier.*
MAGAZINIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MAGAZINOJ, MAGAZINOHET. *Ma-gazinimi i mallit (i drithit). Rregullat e magazinimit.*
2. Koha e qëndrimit të një malli a të sendeve të ndryshme në magazine. *Gjatë magazinimit.*
MAGAZINOHET. *Pës. e* MAGAZINOJ.
MAGAZINOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Fut në magazine mallra a sende të ndryshme për t'i ruajtur derisa të shpërndahen për shitje ose derisa të tërhiqen për t'i përdorur. *Magazinoi drithin (miellin, pambukun, pa-tatet).*
MfIGMË,~A . *gjeol.* Lëndë minerale e shkrirë dhe e trashë si brume, që gjendet në thellësi të Tokës dhe del gjatë shpërthimeve të vullkaneve. *Magmë e lëngët (e butë). Shpërthimi i magmës.*
MAGNAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kapitalist shumë i pasur. *Magnatët amerikanë. Magnate! e in-dustrisë (e naftës, e finances). Magnatët e Uoll-Stritit.*
2. *hist.* Pronar i madh tokash, feudal i madh.
MAGNET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Mineral hekuri ose çelik, që ka vetinë të tërheqë sendet prej hekuri, prej çeliku, prej nikeli etj. dhe të shtyjë sendet prej bismuti. *Magnet natyror. Magnet artificial. Magnet si potkua (si shufërj. Dy polet e magnetit. Fusha e magnetit.*
MAGNETIK,~E *mb.* 1. Që lidhet me magnetin; i magnetit; që ka vetinë e magnetit; që është karak-teristik për magnetin. *Trup magnetik. Veti (tërheqje) magnetike. Fushë (vale) magnetike. Bosht (pol) magnetik. Gjilpërë magnetike. Force (energji) magnetike.*
2. *fig. libr.* Që ushtron ndikim të fshehtë e të fu-qishëm, që të tërheq si një magnet. *Sy magnetike. Shikim magnetik.*
• E k u a t o r i magnetik *fiz. shih tek* EKUA-TOR,~I. Momenti magnetik *fiz. shih te* MOMENT,~I. Stuhi magnetike *fiz. shih te* STUHI,~A.
MAGNETIZËM,~MI *m.* 1. Vetia e magnetit, tërësia e dukurive të ndryshme magnetike. *Magnetizëm pozitiv (negativ). Magnetizëm i përhershëm. Magne-tizmi i Tokës* fusha magnetike e Tokës. *Humbja e magnetizmit.*
2. Degë e fizikës që studion vetitë e trupave magnetike. *Zhvillimi i magnetizmit.*
3. *fig. libr.* Forca tërheqëse e madhe që ushtron di-kush mbi dike tjetër; joshje e fuqishme.
MAGNETIZIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MAGNETIZOJ, MAGNETIZOHET. *Mag-netizimi i hekurit (i gjilpërës).*
MAGNETIZOHET *vetv. tek.* 1. Fiton veti magnetike; *kund.* çmagnetizohet.
2. *Pës. e* MAGNETIZOJ.
MAGNETIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* 1. Bëj që të ketë veti magnetike (për një metal); *kund.* çmag-netizoj. *Magnetizoj një thupër çeliku.*
2. *fig. libr.* E tërheq fort dike si me magnet, e josh fuqishëm dhe e bëj për vete; e magjeps. *Ky libër të magnetizon.*
MAGNETOFON,~I m. *sh.* ~A, ~AT. Aparat i posaçëm me shirk magnetik për regjistrimin dhe ri-prodhimin e tingujve. *Magnetoon dore (me bateri). Shirit magnetofoni. Këngi (muziki, bisedë) e regjis-truar në magnetofon.*
MAGNEZ,~I *m. kim.* Metal i butë e i lehtë, që ka ngjyrë të bardhë në të argjendtë dhe që digjet në ajër me një flake verbuese *(simboli* MgJ. *Magnez i paster. Oksid magnezi. Silikat magnezi.*
MAGRlP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qyp i madh që përdoret kryesisht për të mbajtur vaj. *Magrip vaji (djathi, turshish).*
MAGJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Gomar.
2. Urës. *Mag jar i i zjarrit.*
3. Urëza e veglave muzikore me tela. *Magjari i çiftelisë.*
MAGJE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. I. Enë e drunjtë si govatë, ku ngjishet e punohet brumi për të bërë bukë; sasia e brumit sa nxë kjo enë; bukët që dalin nga ky brume. *Magjja e bukës. Një magje bukë. Zë brumët (gatuaj) në magje. Laj (gërryej) magjen.*
2. Govatë prej druri të njëjtë për të larë rrobat. *Magje rrobash. Lanin në magje.*
3. Pjesë e mullirit të blojës, e dërstilës etj., që është si arkë a si govatë prej druri e ku bie mielli, dërstilet shajaku etj. *Magjja e mullirit. Magje dërstile.*
4. *vjet.* Lundër.
• E ka zënë magjja e kanë mbytur hallet e shtëpisë, ka barren e shtëpisë mbi vete. I ka zënë magjja kokën është në hall të madh, është shumë ngushtë, e ka punën keq.
MAGJEPS *kal.,* ~A, ~UR. 1. I bëj magji (sipas besimeve të kota). *Kujtonin se e kishin magjepsur.*
2. *fig.* E tërheq fort dike dhe e bëj për vete, e josh; e mahnit dike sa i marr mendtë. *Pamje (pikturë, muzikë) që të magjeps. E magjepsi bukuria e saj.*
MAGJEPSEM *vetv.* 1. Tërhiqem shumë pas dikujt a pas diçkaje, mbetem pa mend; mahnitem. 2. *Pës. e* MAGJEPS.
MAGJEPSËS,~E *mb.* Që të magjeps. *Bukuri magjepsëse. Sy magjepsës. Zë magjepsës. Tregim ma-gjepsës.*
MAGJEPSJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MAGJEPS, MAGJEPSEM.
MAGJETORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Gruaja që gatuan bukë në magje për gjithë familjen.
2. Grua a vajzë që di t'i gatuajë mirë gjellët. *Ma-gjetore e zonja.*
MAGJËRESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Magjetore.
MAGJl,~A. *sh.* ~, ~TË edhe ~RA, ~RAT. I.
Tërësi veprimesh që bëhen me lëvizje të ndryshme, me sende, me shkrime etj. ose tërësi fjalësh e shpreh-jesh, të cilat gjoja kanë fuqi të ndikojnë mbi njerëzit e mbi dukuritë e natyrës dhe të bëjnë çudIra (sipas përfytyrimeve mistike e fetare). *Bënte magji. I kishte lidhur magji dikujt. E yshti me magji. U be si me magji.*
2. *fig.* Aftësia e jashtëzakonshme që ka dikush për ta tërhequr e për ta bërë për vete dike ose për të ndi-kuar mbi të; force tërheqëse e jashtëzakonshme e dikujt a e diçkaje; ndikim i madh,i fshehtë e i pashpje-gueshëm i

diçkaje. *Magjia e gruas (e bukurisë, e së vërtetës). Magjia e fjalës.*

MAGJIBËRËS,~E *mb.* 1. Që bën magji, që merret me magji (sipas përfytyrimeve mistike e fetare). 2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Magjistar.

MAGJIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me magjinë, që vepron si magji; që përfytyrohet sikur ka veti çu-dibërëse. *Unazë magjike. Fuqi magjike. Pasqyrë ma-gjike. Qilim magjik. Shkop magjik. Kyç magjik. For-mulë (fjalë) magjike.*

2. *fig.* Që të magjeps e të bën për vete, që të josh me force të madhe; i mrekullueshëm. *Bukuri magjike. Art magjik.*

• Sy magjik *radio, shih te* SY,~RI.

MAGJIPLOTË *mb. poet.* Që të tërheq a të rrëmben me fuqi të jashtëzakonshme, që të magjeps. *Fytyrë (pamje) magjiplotë. Buzëqeshje (bukuri) magjiplotë. Këngë magjiplotë.*

MAGJISTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën magji, ai që merret me magji (sipas përfytyrimeve mistike e fetare).

MAGJISTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MAGJISTAR,~I.

MAGJISTRAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Zyrtar i lartë shtetëror i zgjedhshëm, që kishte pushtet me karakter juridik, administrativ ose politik (në Romën e lashtë); titulli i këtij zyrtarI. *Magjistratët e Romës (e Athinës).*

MAGi[STRlCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Magjistare.

MAGJISHËM (I), ~ME (e) *mb. poet.* Që të tërheq e të rrëmben me fuqi të jashtëzakonshme, që të josh e të bën për vete menjëherë; magjik. *Sy të ma-gjishëm. Këngë (melodi) e magjishme. Buzëqeshje e magjishme.*

MAHI,~A i . *sh.* ~, ~TË *ndërt.* Secila nga gërshërëzat anësore të çatisë së një ndërtese, që shkojnë nga streha në kulm. *Shtëpia ka katër mahi.*

MAHI,~A н . Pezmatim, malcim i një plage, mahisje. *Mahia e plages.*

MAHI,~A in . *sh.* ~, ~TË. Shaka; shpoti, qesëndi. *Mahi e hollë. Bën malii. E ka me (pa) mahi. Si për mahi.*

MAHIS *kal.,* ~I, ~UR. 1. E acaron dhe e malcon, e pezmaton. *la mahisi plagën.*

2. *jokal.* Fillon të ënjtet dhe të mbledhë qelb (pla-ga); malcon. *mahisi gishti.*

MAHISET *vetv.* 1. Fillon të mbledhë, mahis (për plagën). *lu mahis këmba.*

2. *fig.* Bëhet me keq, keqësohet, acarohet (një pune etj.). *U mahis puna.*

MAHISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve te foljeve MAHIS, MAHI-

SET. *Mahisja e grykës (e veshit). Mahisja e fshikëzës së ujit të hollë.*

MAHISUR (i,e) *mb.* Që ka filluar të ënjtet e të mbledhë qelb (për plagët).

MAHIT *kal.* dhe *jokal,* ~A, ~UR. Bëj shaka me dike; e shpotit dike, qesëndis me dike.

MAHITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën shaka e shpoti më të tjerët, ai që bën mahi; shpotitës; ho-katar, shakaxhi.MAHIT EM verv. Bëj shaka me dike; qesëndis me dike, bëj shpoti. *Mos u mahit me të!*

MAHMUR *ndajf. bised.* 1. Përgjumësh, përgjum-shëm; pa i dale mirë pija, pijshëm, dejshëm. *U ngrit mahmur. Ishte pak mahmur.*

2. Vrenjtur, si i zemëruar; me inat. *Flet mahmur. Rrinte mahmur.*

MAHNlT *kal.,* ~A, ~UR. E bëj të habitet shumë, e lë me gojë hapur. *Mahniti botën. I mahniti me tri-mërinë e tij.*

MAHNITEM *vetv.* Habitem shumë nga diçka e j&shtëzakonshme, mbetem me gojë hapur.

MAHNITËS,~E *mb.* Që të mahnit, i mahnitshëm. *Pamje (bukuri) mahnitëse. Me shpejtësi mahnitëse.*

MAHNITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MAHNIT, MAH-NITEM. *Mbeti shtang nga mahnitja.*

j MAHNITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që të shkakton habi shumë të madhe, që të lë me gojë hapur, mahnitës. *Pamje (bukuri) e mahnitshme. Force e mahnitshme. Mendje e mahnitshme. Përparime (ndryshime) të mahnitshme. Zhvillim i mahnitshëm. Ka një durim të mahnitshëm.*

MAHNIT1JR (i,e) *mb.* Që është habitur shumë nga diçka e jashtëzakonshme, që ka mbetur me gojë hapur, që është mahnitur. *Vizitorët mbetën të mahnitur. Shihte i mahnitur.*

MAJ,~I i *m.* Muaji i pestë i vitit, që vjen pas prillit. *Festa e Një Majit. Lulet e majit. Koncertet e majit* koncerte që organizohen në Shqipëri çdo vit në muajin maj. *Hyri maji.*

• Si bora në maj *shih te* BOR Ë,~A. Nuk ka kokë dëbora në maj *fj. u.* nuk qëndron gjatë, shkrin shpejt. Shkëndijat (shkëndijëzat) dalin në maj *fj. u. shih te* J3HKËNDIJË,~A. Zinin majin *vjet., etnogr.* ngri-heshin herct ditën e një majit dhe delnin në natyrë për të festuar ardhjen e muajit të luleve (sipas një zakoni të vjetër popullor). Lule maji *bot. shih te* LULE,~JA. Zhuzhaku i majit *zool. shih te* ZHUZHAK,~U.

MAJ,~I ii *m. sh.* ~A, ~AT. I. Çekan i madh !që e përdor farkëtari për të rrahur hekurin; vare he-;kuri. *Maji i kovaçit. Maj për të thyer gurët.*

2. Vare druri; tokmak; kopan. *Maj samarxhinjsh. Majat e dërstilës. Maj për të rrahur rrobat. Thyejnë plisat me maj. E rrahin gjineshlrën me maj.*

MAJA,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Tharm. *Maja buke. Maja kosi (birre). Fabrika e prodhimit të majasë.*

*2. fig. bised.* Pjesa më e zgjedhur; ajka. *Majaja e djemurisë.*

3. *fig. bised.* Thelbi i një çështjeje etj.; ajo nga e jcila varet zhvillimi ose ndryshimi i diçkaje.

MAJA-MAJA *mb.* Që ka shumë maja, që është me maja. *Vargmal maja-maja.*

MAJARAK,~E *mb.* Që është me majë, i mprehtë.

MAJASËLL,~I *m. mjek.* Sëmundje që shfaqet me zgjerim të venave në fund të zorrës së trashë dhe <jë shkakton rrjedhje gjaku; hemorroide. *Bar maja-sëlli. Vuante nga majasëlli.*

MAJÇA,~T. *vet. sh.* Gjethet e majës të një bime

barishtore njëvjeçare (si të duhanit etj.). *Majçat e duhanit. Këput majçat.*

MAJDANOZ,~I *m. bot.* Bimë barishtore, që mbi-llet në kopshte, me kërcell të butë e të hollë, me gjethe të vogla e pak të çara, të cilat kanë erë të këndshme e përdoren si erëza në gjellë të ndryshme. *Tufë me majdanoz. Supë (sallatë) me majdanoz. Era e majda-nozit.*

•*k* Në çdo gjellë majdanoz *iron,* thuhet kur dikush, me vend e pa vend, merr pjesë në të gjitha punët a çështjet ose kur diçka përdoret për shumë punë edhe kur s'është nevoja.

MAJERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend i pjerrët a tokë që zbret shkallë-shkallë si brezore. *U ngjitën nëpër majere.*

2. Secila nga dërrasat, që veshin nga jashtë anët e barkës. *Majeret e barkës (e lundrës).*

MAJË,~A .' *sh.* ~A, ~AT. 1. Skaji me i hollë dhe i mprehtë i diçkaje, pjesa e diçkaje që vjen si thumb. *Maja e shpatës (e thikës, e bajonetës, e gjilpërës, e turjelës). Maja e gozhdës. Maja e hostenit (e hurit, e shkopit). Majë pene* pjesa e metaltë e penes për të shkruar. *E bëj me majë diçka* e mpreh. *bëj majën lapsit* e mpreh që të shkruajë.
2. Pjesa e fundit e diçkaje, që vjen e zgjatur dhe më e hollë a më e ngushtë; skaji i fundit të diçkaje. *Maja e gishtit. Maja e hundës. Maja e gjuhës. Këpucë me maja. Gur me majë. Eci në majë të gishtërinjve.*
3. Pjesa më e lartë e një mali, e një druri, e një trupi etj., që vjen më e ngushtë nga pjesa tjetër; pjesa e si-përme e diçkaje. *Maja e malit (e kodrës). Maja e kullës (e çatisë). Maja e pemës (e mullarit). Maja e kësulës. Maja e kokës* çaçka e kokës. *Hipi (u ngjit) në majë. Pa hipur në majë nuk mund të shohësh lu-ginën. fj. u.*
4. *tekst.* Filli zakonisht me i hollë që vihet për së gjati pëlhurës, qilimit etj. *Maja e pëlhurës. Indi dhe maja.*
5. *fig. bised.* Pika më e lartë e diçkaje, kulmi. *Drejt majave më të larta të diturisë.*
6. *fig.* Pjesa më e mirë a më e zgjedhur e diçkaje; ajkë. *Maja e miellit. Maja e djalërisë.*
•*k* Ben majë *shih te* BËJ. Bëri majë anija sapo flllоi të duket larg në det (duke ardhur). Në fund e në majë (në krye) *shih te* FUND,~I. Ind e majë *shih tek* IND,~I. S'është as për ind as për majë *shih tek* IND,~L Është vetë ind e vetë majë *shih tek* IND,~I. I dha majë (fill, rrugë) punës *shih te* FILL,~I. S'i jep majë *diçkaje* edhe *poll, shih te* JAP. E nxjerr në majë *diçka* ia dal mbanë një pune, e mbaroj, e çoj deri në fund; i jap rrugë diçkaje, e zgjidh. I vuri majën *diçkaje* e çoi deri në fund, e mbaroi, i vuri kulmin. S'i gjen majë vetes është në hall të madh, ndodhet ngushtë, s'di nga t'ia mbajë. Është mbushur me majë (majë me majë) është mbushur plot, sa nuk nxë me; është mbushur buzë me buzë (për një enë etj.). Është në majë të kalit *dikush* i ka punët shumë mirë, është kaluar. Ha (merr) majë me majë ha pak nga te gjitha, sa e prek pak (gjellën). I përgjigjet majë për majë i përgjigjet aty për aty, i përgjigjet flake për flake; ia kthen fjalën në cast. Shkojnë majë me majë (majë e brisk) shkojnë shumë keq njëri me tjetrin, shkojnë thikë e brisk. I kanë (i kanë vënë, i mbajnë) gjilpërat majë me majë *shih te* GJILPËRË,~A. S'viheu dy gjilpëra majë me majë *fj. u. shih te* GJILPËRË,~A.Kam (marr, jap, ha) një majë gishti kam shumë pak, një çikë. Shpëtoi për majë të gjilpërës (për një majë gjilpëre) *shih te* GJILPËRË,~A. Është sa një majë gjilpëre është shumë i vogël. Është si maja e gjilpërës (është gjilpëre) *shih te* GJILPËRË,~A. Fill e në majë të gjilpërës (majë gjilpëre, fill e gjilpëre) *shih te* GJILPËRË,~A. S'të jep as një majë gjilpëre (as një majë thoi) s'të jep asgjësendi, është shumë dorështrënguar. S'të jep as sa maja e gjilpërës (as sa maja e thoit) s'të jep fare, s'të jep asnjë thërrime. S'ke ku të hedhësh (as) majën e gjilpërës (mollën) *shih te* HEDH. Shkova në majë të briskut *shih te* BRISK, ~U. Fie në majë të dëllinjës *shih te* DËLLINJË,~A. E vuri në majë të dyfekut *dike shih te* DYFEK,~U. E di (e njoh) në majë të gishtave *shih te* GISHT,~I. Eci në majë të gishtave *shih te* GISHT,~I. E sjell (e luan) në majë të gishtit (të gishtave) *dike shih te* GISHT,~I. S'e vë as në majë të gishtit *dike shih te* GISHT,~I. E ka në majë të gjuhës *(p ë rgj igje n, fjalën) shih te* GJUHË,~A. Në majë të gjuhës e kam *diçka shih te* GJUHË,~A. E kam në majë të hundës *dike a diçka keg. shih te* HUNDË,~A. I ka lots në majë të syrit *shih te* LOT,~I. E ka arsyen në ma|c të shpatës *shih te* SHPATË,~A. E ka mendjen majë kësulës (në majë të qeleshes) *shih te* KËSULË,~A. I ka mendtë majë thanes *shih te* THANË,~A. Ka-pardisej (krekosej) si gjeli (si kaposhi, si këndesi) majë plehut *shih te* GJEL,~I. *^E \ë ( dike a diçka)* në majë të gjilpërës e vë në dukje më të madhe që ta shohin a ta marrin vesh të gjithë. la vuri majën mullarit *shih te* MULLAR,~I. E ka kapur nga majat e flokëve *shih te* FLOK,~U. Jane në majë e në puç janë në grindje njëri me tjetrin, shkojnë shumë keq njëri me tjetrin. Shkon në majë e në bisht *shih te* BISHT,~I. I ka sytë me majë i ka sytë shumë të mprehtë, sheh shumë mirë. I arrijnë sytë gjer te maja e hundës *keq. shih te* HUNDË,~A. I erdhi (shpirti) në majë të hundës (në fyt) *shih te* HUNDË,~A. Me ka ardhur qumështi i nënës në majë të hundës *shih te* HUNDË,~A. Me ka hipur në majë të kokës *dik ush a'diç k a* me ka mërzitur e me rëndon shumë, mezi po e duroj, nuk e duroj dot me. I doli huri në majë të kokës *shih te* HU,~RI. E lau me majë të gishtit *një p u n ë* e bëri shkel e shko, sa për të kaluar radhën. Kur të hipë go-mari (derri) në majë të flkut (në fik) *thjeshtligj. shih te* GOMAR,~I. Nga maja e flokut te thonjtë e këmbëve *shih te* FLOK,~U. Është tri në degë e dy në majë *d i -kush shih te* DEGË,~A. Nuk ka majë pa rrëzë *fj. u. shih te* RRËZË,~A i. Drapri në thes (brenda) e maja jashtë *shih te* DRAPËR,~RI. Breshri e rreh e hunda me majë *iron, shih te* HUNDË,~A. Vëri majat (gishtat) nga (ke) thembrat! *iron, shih te* THEMBËR, ~RA. Një thumb njëqind here ta rrahësh, një majë nxjerr *fj. u. shih te* THUMB,~I.

MAJË *parafj.* Përdoret së bashku me një emër në rasën rrjedhore për të treguar vendin në majë a sipër një sendi ku ndodhet dikush a diçka ose ku bëhet një veprim. *Hipi majë fikut. Ecte majë çatisë. E vuri majë kokës. Rrinte majë kalit.*

MAJËHOLLË *mb.* Që e ka majën të nolle; majë-mprehtë. *Shpatë (thikë) majëhollë.*

MAJËKRAHUT *mb.* Këngë majëkrahut: këngë bu-rrash e Malësisë së Veriut, zakonisht me përmbatje epike, që këndohet nga një ose dy vetë me zë shumë të lartë, me njërën dorë të mbështetur pas veshit dhe që nuk shpqërohet me vegla muzikore.

MAJËMAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Majë mali.

MAJËMPREHTË *mb.* Që është me majë të mprehtë; majëhollë. *Shpatë majëmprehtë. Shkëmb majë-mprehtë. Plug majëmprehtë.*

MAJËSHTYPUR *mb.* Që e ka majën të shtypur. *Kazmë majështypur. Me hundë majështypur.*

MAJHOSH,~E *mb.* Që është pak i thartë, që vjen si i athët e pak në të ëmbël (për shijen e një peme, të një pijeje etj.). *Mollë (kumbull) majhoshe. Verë majhoshe. Është ca si majhoshe. Shegët janë të ëmbla, majhoshe ose të tharta.*

MAJtSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fletë e majës së duhanit, të misrit etj.

MAJM *kal.,* ~A, ~UR. 1. E ushqej mirë një kaf-shë a një shpend që të vërë mish e dhjamë (zakonisht për ta therur), e ngjall, e shëndosh shumë. *Majm derrat. Majm pulat (patat, rosat).*
2. E bëj me pjellore token, duke i hedhur pleh etj., e shëndosh.

3. *fig. bised., keq.* E pasuroj dike duke i dhënë mall e para, i krijoj mundësi a i jap rast të fitojë shuma të mëdha, e pasuroj shumë. *E majmi me para (me të mira). Lufta i majm kapitalistët.*

MAJMEM *vetv.* 1. Vë mish e dhjamë duke u ushqyer mirë; ngjallem, shëndoshem shumë.

2. *fig. bised., keq.* Pasurohem shumë, fitoj shumë para dhe vë kapital. *U majm me para. Majmen kapitalistët në kurriz të punëtorëve.*

3. *vet. vela III fig. bised.* Fryhet, zmadhohet; tra-shet. *S'duhet lënë e keqja të majmet.*

4. *Pës. e* MAJM.

• S'majmet (s'shcndoshet) kau ditën që do të theret *fj. u. shih te* KA,~U.

MAJMË,~T (të) *as.* 1. Të qenët i majmë, majmëri (për kafshët e për njerëzit). *U sëmur (e ka) nga të majmël.*

*1. fig. bised.* Jetesë më të gjitha të mirat; e mira, bollëku. *U tërbua nga të majmët (së majmi). Qan nga të majmët (së majmi)* qan (ankohet) nga e mira, qan kot.

MAJMË (i), ~E (e) *mb.* 1. Që është ushqyer mirë dhe ka vënë mish e dhjamë; i dhjamur, i ngjallur, i shëndoshur shumë. *Lopë (dhi, pule) e majme. Qengj i majmë. Mish i majmë.*

2. Pjellor, i shëndoshë, që prodhon shumë (për token). *Tokë e majme. Vend i majmë.*

3. *fig. bised., keq.* Që ka vënë shumë pasuri, pasanik. *Shtresat e majme.*

4. *fig. bised.* Shumë i madh (për shuma të hollash a për të ardhurat). *Rrogë e majme. Shumë e majme. Fitim i majmë. Shpërblim i majmë.*

• Flet fjalë të majme flet fjalë të mëdha. Pula e botës duket më e majme. *u. iron, shih te* PULË,—'A. Zorra e majme *bised.* zorra e trashë.

MAJMËRl,~A. "1. Të qenët i majmë (për kafshët e shpendët); shtimi në peshë i gjësë së gjallë me ushqim të mirë. *Majmëria e bagëtive (e shpendëve). Shtimi (pakësimi) i majmërisë. Qendra e majmërisë. Vë në majmëri një kafshë* e veçoj nga të tjerat dhe e ushqej mirë që të shtojë në peshë për një kohë sa më të shkurtër.

2. Të qenët i ngjallur, të qenët shumë i shëndoshë,të pasurit shumë dhjamë në trup (për njerëzit). *Vuan nga majmëria.* 3. Pjelloria (e tokës). *Majmëria e tokës.*

MAJMOK,~E *mb.* I ngjallur, shumë i bëshëm nga tijupi. *Burrë majmok. Grua majmoke. Kafshë majmoke. Me trup majmok. Me fytyrë majmoke.*

MAJMUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Kafshë gjitare shumë e ngjashme me njeriun, që iron në py-jet tropikale dhe që dy këmbët e para i ka më të gjata e mund t'i përdorë si duar. *Këlysh majmuni. Kafaz majmuni. E kishte fytyrën si të majmunit. Kërcen (ngër-dheshet) si majmun. Njeriu rrjedh nga majmuni.*

*2. bised., keq.* Njeri shumë i shëmtuar në fytyrë; njeri me qime të gjata e të dendura, njeri leshtor.

3. *bised., mospërf.* Njeri që vepron e sillet duke imi-tuar të tjerët; ai që ngërdheshet e përdridhet shumë. *Ik, mor majmun!*

4. *bised., përk.* Fëmijë i vogël e çamarrok.

MAJMUNËRI,~A . *sh.* ~, ~TË *keq.* 1. Sjellje e veprime si prej majmuni; ngërdheshje e shëmtuar e fytyrës.

2. Imitim i verbër i dikujt.

MAJOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Maja më e lartë e pemës; dega e majës së një peme a të një druri; kurorë peme me majë. *Majokja e lisit (e mollës). Drurë me majoke. Hipi në majoke. Shkundi (preu) majoket.*

MAJOLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Majë e vogël e një mali, e një kodre etj. *V ngjitën në majole. Ka-përceu një majole.*

MAJOLIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Deltinë e pje-kur, e veshur nga njëra anë me smalt; pllakë artistike e prodhuar nga kjo deltinë. *Majolikë e bardhë. Pro-dhimi i majolikës. Pllaka majolikë. Stufë prej majolikë. Vesh me majolikë.*

MAJONEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjell.* Salcë si krem që bëhet më të verdhën e vezës të rrahur me vaj ulliri e me lëng limoni a me uthull. *Majonezëe trashë (e hollë). Peshk me majonezë. Sallatë me majonezë.*

MAJOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Grade oficeri madhor e shkallës së pare, më e lartë se e kapitenit dhe më e ulët se e nënkolonelit; oficeri që mban këtë grade (në ushtritë që kanë grada). *Major i këmbësorisë (i kalorësisë). Major i aviacionit.*

MAJTA (e) . 1. Ana e majtë; *kund.* e djathta. *U largua nga e majta. Shtrihet nga e majta. Me dhemb nga e majta.*

*2.* Krahu i majtë i një partie; grup a fraksion i majtë në një parlament, në një qeveri etj. *E majta ekstreme.*

MAJTAS *ndajf.* Nga ana e majtë, *r.l* anën e majtë; *kund.* djathtas. *Here majtas, here djathtas Shikoj majtas. Eci (shkoj) majtas. Majtas kihehu! Djathtas e majtas* në të dy anët, sa andej e këtej, here andej here këtej

*k* I priste shpata (palla, kordha, sëpata, jatagani) djathtas e majtas (nga të dy anët) *shih te* PRES i.

M.4JTAZI *ndajf.* Majtas.

MAJTË (i,e) *mb. 1.* Që është në atë anë të trupit ku ndodhet zemra, që është përkundrejt anës së djath-*t'p; kund.* i djathlë. *Dora (këmba) e majtë. Krahu (supi) i majtë. Syri (veshi) i majtë. Faqja (ija) e majtë. Ana e majtë. Mënga (këmbëza) e majtë. Xhepi i majtë. Këpuca e majtë.*

2. Që është në këtë anë a në këtë drejtim të një sendi, kur kthejmë fytyrën nga drejtimi i ballit të tij ose të një lumi, kur kthejmë fytyrën në drejtim të rrjedhës së tij; *kund.* i djathtë. *Krahu i majtë i shtëpisë. Bregu i majtë i lumit. Në anën e majtë të rrugës. Faqja e majtë e librit. Ana e majtë e barrës. Shtylla e majtë e portës. sport. Sulmuesi (ntbrojtësi) i majtë. sport.*

3. Që është radikal a përparimtar ose me radikal se të tjerët (për një parti a organizatë politike ose për një grup njerëzish brenda një partie); *kund.* i djathtë. *Lëvizje (parti) e majtë. Grupi (krahu) i majtë.*

4. *keq.* Që hiqet si revolucionar sa për sy e faqe, që fsheh me fraza revolucionare thelbin e vet mikro-borgjez e oportunist (për parti e grupe politike social demokrate në vendet borgjeze); majtist; *kund.* i djathtë. *Oportunistët e majtë. Parulla të majta.*

5. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për një njeri, për një pjesë të trupit, për një parti a rrymë politike etj.); *kund.* i djathtë. *E gjuajti (i ra, e priti) më të majtën. Shkruan më të majtën. Nuk sheh mirë më të majtin. Pikëpamjet e të majtëve. Sulmoi i majti. sport.*

MAJTIST,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me majtizmin, që mbështetet në majtizmin, që i përket majtizmit. *Jde (pikëpamje, prirje, qëndrime, veprime) majtiste. Gabime majtiste. Grup majtist.*

2. JI *em.* ~, ~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Ndjekës e për-krahës i majtizmit, oportunist i majtë.

MAJTIZËM,~MI *m.* Rrymë oportuniste në lë-vizjen komuniste e punëtore që e fsheh thelbin e vet mikroborgjez e antirevolucionar me fraza revolucionare; politike oportuniste që përpiqet të mbulojë pikëpamjet mikroborgjeze me fraza të majta; pikëpamjet, qëndrimet e veprimet e përfaqësuesve të kësaj rryme. *Sëmundja e majtizmit. Rreziku i majtizmit.*

MAJTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Maj i vogël; çekiç. *binte me majth.*

MAJUC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa më e hollë e më e mprehtë e majës së diçkaje; majë e vogël shumë e mprehtë. *Kësulë me majuc. Këpucë me majuca.*

2. JI *mb.* ~, ~E. Që është me majë të mprehtë. *Gjemb majuc. Mjekër (hundë) majuce.*

MAJUNG,~U *m. sh.* ~A, ~AT. Çekiç i madh;
dru me majë për të copëtuar plisat.

MAKALUSH,~E *mb. mospërf.* 1. Budalla. *Plak makalush.*

*2.* Sylesh. *Njeri makalush.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

MAKAR *bised.* I. *pj.* 1. Përdoret me folje në më-nyrën lidhore për të shprehur miratim, lejim a pra-nim, por pa dëshirë. *Makar le të jetë (le të bëhet) edhe kështu! Makar le të vijë edhe ai.*

*2.* Përdoret me folje në mënyrën lidhore për të shprehur dëshirë; të paktën, së paku; qoftë edhe... *Makar të binte një shi. Makar të me jepte gjysmat. Makar nesër, por ta sjellë.*

II. *lidh.* Qoftë; ose. *Makar unë, makar ti. Makar natën, makar ditën.*

MAKARA,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. *fiz.* Mekanizëmi thjeshtë, që shërben për të lehtësuar ngritjen e pe-shave të rënda dhe që përbëhet prej një rrote të vogël me ulluk, nëpër të cilin kalon një zinxhir, rrip a litar. *Makara e ngulur (e lëvizshme, e palëvizshme). Makara prej ntelali (prej druri). Boshti i makarasë. Ngre me makara.*

*2.* Rrotkë penjsh; tnasur.

MAKARONA,~T . *vet. sh.* Prodhim ushqimor prej brumi të tharë në trajtë gypash të hollë, rripash të ngushtë, yjesh etj.; gjellë e thatë e përgatitur me këtë lloj prodhimi ushqimor. *Makarona të gjata (të holla, elbje, rryla). Makarona me sake (me gjalpë, me vaj). Makarona me mish. Supë me makarona. Fabrika e makaronave. Kulluese makaronash. Një pjatë makarona.*

MAKET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Modeli i një vepre arti, i nië ndërtese a grupi ndërtesash, i një ma-kine, i një vegle etj., i zvogëluar ose në madhësi na-tyrore. *Maketi i monumentit të Skënderbeut (i bustit të Nairn Frashërit). Maketi i ndërtesës (i urës). Maketi i një fshati (qyteti). Maketi i skenës.*

2. Libër i hartuar në dorë të pare, që qarkullon përkohësisht e i shtrohet diskutimit para se të marrë trajtën përfundimtare. *Diskutimi i maketit të "His-lorisë së Shqipërisë".*

MiKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Cipë që zënë për-sipër disa lëngje; cipë. *Maka e qumështit (e kosit). 1 kanë zënë buzët make.*

*2.* Makrosë.

3. Pëlhurë merimange, cergë.

*4.* Lëndë ngjitëse e përgatitur me miell a me ni-seshte; qiriç. *E ngjiti me make.*

MAKËR,~RA . *kryes. sh.* ~RA, ~RAT. Lëngjet e ujërat që u kullojnë kafshëve pak para se të pjellin ose kur pjellin. *Makrat e lopës (e deles, e dhisë). I rrjedhin (i kullojnë) makrat. Dhia ia lëpinte makrat kecit.*

MAKIJAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e mjeteve të ndryshmc (kremi, lapsat me ngjyra, mus-taqet, mjekra etj.), që përdoren nga aktori për të ndryshuar pamjen e tij në përshtatje me rolin që luan; grim. *Përdor (vë) makijazh. Fshin (heq) makijazhin. Luan pa makijazh.*

*2.* Mjeshtria e përdorimit të mjeteve të ndryshme kozmetike për të ndryshuar fytyrën e pamjen e dikujt; grim. *Meson për makijazh. Merret me makijazh.*

MAKINANDËRTUES,~E *mb.* Që prodhon ma-kina të ndryshme. *Uzinë makinandërtuese. Industria makinandërtuese.*

MAKINERI,~A . edhe *sh.* ~, ~TË. Tërësia e makinave në një fabrikë, në një uzinë etj.; tërësi makinash e mjetesh të mekanizuara të grumbulluara në një vend për një punë të caktuar. *Makineri e rëndë. Makineri të reja (të vjetra). Makineri bujqësore. Ndërtimi (prodhimi, shfrytëzimi) i makinerive. Pajisje për makinerinë. Pjesët e makinerisë. Salla e makine-risë.*

MAKINË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Mjet i përbërë nga një tërësi pjesësh a veglash, që vihet në lëvizje me rrymë elektrike ose me lëndë djegëse dhe që shërben për të kryer një punë të caktuar, për të nxjerrë një prodhim duke përpunuar lëndë të pare, për të shndërruar një lloj energjie në një lloj tjetër etj.;
mjet i përbërë prej disa pjesësh që vihet në veprim zakonisht me dorë për punë të ndryshme. *Makinë bujqësore. Makinë mbjellëse (korrëse, shirëse, kositëse, grirëse). Makinë qepëse. Makinë larëse (tharëse, fshi-rëse). Makinë llogaritëse. Makinë elektrike (kiberne-tike). Makinë me avull (me motor). Makina e blojës. Makinat e tezgjahut (e ngjyrosjes). Makinë shkrimi. Makinë rroje. Makinë për grirjen e mishit. Prodhimi i makinave.*

2. *bised.* Automobil, automjet. *Makinë e re (e vjetër). Makinë ushtarake (civile). Makinë e hapur (e mbyllur). Makina e zjarrfikësve (e ndihmës së shpej-të, e policisë rrugore). Rrotat (gomat) e makinës. Timoni i makinës. Rrugë makinash. Ndez (fik) ma-kinën. Hipi në makinë. Ngas makinën. Udhëtoj me makinë. E zë makina.*

3. *fig.* Tërësi institucionesh a hallkash, institucion ose organizatë që punon si një mekanizëm, në mënyrë të rregullt e të bashkërenduar për të kryer një detyrë a për të zhvilluar një veprimtari të caktuar. *Makina shtetërore. Makina e luftës. Makinë propagandi-stike.*

MAKINIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Teknik që vë në lëvizje një makinë ose që e drejton atë; ai që punon në një makinë dhe kujdeset për mirëmbajtjen e saj. *Makinist shtypshkronje. Makinisti i trenit (i lokomotivës). Makinist vapori. Makinisti i sharrës. Brigada e makinistëve.*

MAKLLADA,~T . *vet. sh. bised.* Dokrra, profka, gjepura. *Lëri maklladat!*

MAKNORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Shumë-këmbësh.
Sillet gjithë ditën si maknore sillet si bishti i pelës.

MA.KRO- *fjalëform., libr.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, që i përgjigjet nga kuptimi fjalës i madh; p.sh. makrobotë, makroklimë, makromolekulë, makro-sistem, makrostrukturë, makrotoponime etj.; *kund.* mikro-.

MAKROBOTË,~A . *vet. nj. libr.* Bota e madhësi ve shumë të mëdha; gjithësia; *kund.* mikrobotë. *Njohja e makrobotës. Ligjet e makrobotës.*

MAKR'OHET vefv.,~UA (u), ~UAR. Zë make a lëmyshk; qelbet; prishet (për ujin, pi jet ose lëngjet e tjera ).

MAKROORGANIZËM,~Ml *m.* Organizëm shta-zor a bimor, që mund të shihet me sy të lire, pa ndih-mën e ndonjë thjerrëze a mjeti tjetër zmadhues; *kund.* mikroorganizëm.

MAKROSË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Cipa e gjeibër që zënë përsipër ujërat e ndjenjura; lëmyshk që zënë sendet në vendet me lagështirë; make, shtrap. *Makrosa e ujit. Makrosa e shekes së djathit.*

2. *anat.* Cipë e mishtë si sfungjer, që mbështjell e ushqen pjellën te gruaja shtatzënë ose te femrat barrsa të gjitarëve dhe që del jashtë bashkë me të> shtrat.

3. Dylli i veshit. *Makrosa e veshit.*

MAKSIMAL,~E *mb. libr. 1.* Me i madhi a me i larti ndër të tjerët në një shkallëzim të caktuar, i shka-llës më të sipërme a i cakut më të tejmë, i madh, i lartë a i tillë sa me s'bëhet; *kund.* miaimal. *Lartësia maksimale. Temperatura maksimale. Kufiri maksimal.Shpejtësia (fuqia) maksimale. Ngarkesa maksimale. Kerkesat maksimale. Bëri përpjekje maksimale.*

2. *si em.* ~E, ~JA . Caku me i lartë i diçkaje, kufiri me i sipërm; *kund.* minimale. *Maksimalja e të ardhurave. Nga maksimalja te minimalja.*

MAKSIMUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. *kryes. nj.* Sasia më e madhe ose shkalla më e lartë ndër të tjerat në një radhë të caktuar, madhësia maksimale; caku me i lartë a me i tejmë deri ku mund të arrijë diçka; gjithçka që është e mundshme; *kund.* minimum. *Mak-simumi i mundësfve. Maksimumi i shpejtësisë. Maksimumi i forcave. Dha maksimumin. E shiti me maksimumin* e shiti me çmimin më të lartë.

2. *drejt., vjet.* Dënimi me i madh; *kund.* minimum. *U\ dënua me maksimumin. I dhanë maksimumin.*

3. *meteor.* Zone e shtypjes atmosferike më të lartë; *kund.* minimum. *Maksimumet subtropikale.*

*4. përd. ndajf.* Të shumtën; shumë-shumë (me fjalë që shënojnë sasi). *Kishte maksimum dyqind veta. Mund të kushtojë maksimum dy here me shtrenjtë (me lir[J]ë).*

MAKTH,~I i *m. bot.* Lloj bari i ngjashëm me trëndelinën, që rritet zakonisht në ara të mbjella me grurë dhe bën lule të verdha a të bardha e me erë si të mjaltit.

MAKTH,~I ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Këlysh lepuri; lepurush.

MAKTH,~I ni *m. anat.* Cipë e mishtë si sfun-gjer, që mbështjell e ushqen pjellën te gruaja shtat-zënë ose te femrat barrsa të gjitarëve dhe që del jashtë bashkë me të, shtrat.

MAKTH,~I iv *m. sh.* ~E, ~ET *folk.* 1. Ankth.

2. *mit., folk.* Figure e përrallave popullore, që për-fytyrohet si njeri, i cili gjoja vjen natën e të zë frymën, por, po ta kapësh, mund të të jape çdo gjë që i kërkon
në atë cast; të rëndët e dheut.

I.

MAKUT,~E *mb. keq.* 1. Që nuk ngopet në të ngrë-në, i pangopur, llupës, grykës. *Njeri makut.*

2. Që ka lakmi të pangopshme për mall e para, për fitime etj.

3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT dhe ~ËR, ~ËRIT. Grykës i madh; lakmitar i madh. *Makut i madh.*

MAKUTËRI,~A. *keq.* 1. Të qenët makut, grykësi.

2. Lakmi e tepruar për mall e para, për fitime etj.

MAL,~I *m. sh. ~E,* ~ET. 1. Vend shumë i ngritur mbi sipërfaqen e tokës që ka përreth, me i lartë se kodra, me majë a me kreshtë dhe me shpate zakonisht të pjerrëta, që zbresin në lugina. *Mai i lartë (i madh). Mai i veshur (i zhveshur, i thatë). Mai shkëmbor. Mali i fomorit (i Korabit, i Dajtit). Male! e Shqipërisë. Majë (kreshtë, shpat, faqe, brinjë, qafë, grykëj mali. Rrëza e malit. Rrugë mali. Çaj mali.shih te* ÇAJ,~I j. *Lule mali. Lëpjetë mali. Shpend mali. Erë mali. Vargu i maleve. Are (kullotë) në mal. Fshatrat rrëzë (prapa) malit. Doli në mal. bised.* doli partizan. *Mori malet* doii në mal, u arratis. *Buçasin (gjëmojnë) malet. Iu ngjttën (iu qepën) malit. Zbresin nga mali. Rrofsh (të paçim) sa malet! ur. U mbushën malet me bore. Mali me Imalin nuk piqet, njeriu me njeriun piqet. fj. u.*

*2. bised.* Krahinë malore, malësi; vendbanim malor. *Mali ka klimë më të mirë. Zbriti nga mali në qytet.*

3.| *vjet.* Krahinë e vogël në malësi, popullsia e
së cilës përbënte një njësi etnografike të veçantë. *Mbledhja e maleve. Kuvendi i maleve, Nëntë malet e Dibrës. Nga një burrë për mal.*

4. *krahin.* Pyll. *Mal i dendur.*

5. *fig. bised.* Grumbull i madh sendesh të vena stive a të përqendruara në një vend. *Një mal me gurë. Një mal me orendi.*

6. *përd. ndajf.* Shumë. *Mal i forte.*

• Prapa malit shumë larg, në një vend të humbur. I dha matin *dikujt* e detyroi të arratiset, e bëri të marrë malet. Një mal ditë një ditë të gjatë; një pjesë shumë të madhe të ditës. Është sa një mal është shumë i madh, ka përmasa shumë të mëdha (për qenie të gjalla e për sende ). Sheh prapa malit (pcrtëj bjeshke) *shih te* BJESHKË,~A. Si mali me bore *shih te* BORË. —A. Mori malet *shih te* MARR. Rrëzon (shemb) malet *dikush shih te* SHEMB. I bën malet fushë *dikush* është shumë i zoti e këmbëngulës, bën edhe të pa-mundurën. M'u be zemra mat u gëzova shumë, u gë-zova pa masë. I duken malet shesh *shih te* SHESH,~I. Është si era e malit *shih tek* ERË,~A i. S'i bihet malit me kokë (me krye) thuhet kur diçka është e pamundur të bëhet, kur ka një pengesë madhore që nuk mund të kapërcehet kurrsesi. Goja tret edhe malet *fj. u.* sado i pasur që të jesh, po u dhe në mënyrë të shfrenuar pas të ngrënave e pas të pirave, mund të mbetesh pa gjë fare. Na i bëri zemrat mal e bjeshkë na gëzoi pa masë. Lepuri në mal e vala (kusia) iffi zjarr )'( *u. iron, shih te* LEPUR,~I. Mori malin me sy *d ik us h shih te* SY.~RI. U mbars mali e polli një mi *fj. u.* përdoret kur thuhen shumë fjalë të mëdha ose je-pen shumë premtime, por në të vërtetë bëhet pak punë. Fusha ka sy e mali (pylli, gardhi, miiri) ka veshë *fj. u. shih te* FUSHË,~A. Kur s'ke ara në mal, pse bën dava me çakejtë? *fj. u. shih tek* ARË,~A. B u k ë mali *bot. shih te* BUKË,~A. Rrush mali *bot. shih te* RRUSH,~I.

MALACAK,~E *mb.* 1. Që banon në mal, malësor.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fusharakë e malacakë.*

MALARIE,~A . *vet. nj. mjek.* Semundje e rëndë që shkaktohet nga parazitë shumë të vegjël, të cilët ia fut njeriut në gjak mushkonja anofele kur e pickon, dhe që shfaqet me ethe të forta e më të dridhura, të cilat e zënë njeriun here pas here zakonisht në mbrëm-je; ethet e kënetës. *Malarie e vjetër. Mushkonja e ma-laries* anofelja. *Ethet e malaries. Paraziti i malaries. Përhapja*

*e malaries. Zhdukja e malaries. Lufta kundër malaries. Vuante nga malaria. E zuri (e kapi) malaria.*

MALARIK,~E *mb.* 1. Që vuan nga malaria. *Fë-mijë malarikë.*

*2.* Që është burim a vatër për përhapjen e malaries. *Vend malarik. Zone malarikë.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Mjekimi i malarikëve.*

MALATAK,~E *mb. mospërf. 1.* I pagdhendur e i trashë, malok. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

MALAZIAS,~I *m. sh.* MALAZEZ, MALAZEZ-TË. Banor vendës i Malit të Zi ose ai që e ka prejar-dhjen nga Mali i Zi.

MALAZIAS, MALAZEZE *mb.* Që lidhet me Malin e Zi ose me malazeztë, që është karakteristik për Maline Zi ose për malazeztë, i Malit të Zi ose i malazezve; që është krijuar nga malazeztë. *Burrë malazias. Grua malazeze. Këngë (veshje) malazeze. Folklori malazias.*

MALCIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MALCOJ, MAL-COHET. *Malcimi i plages. Malcimi i veshit.*

*2.* Plage që ka filluar të mbledhë, plage së cilës i ka hyrë pezmi; vend i qelbëzuar në trup. *Malcime kronike.*

MALCOHET *vetv.* 1. Merr pezëm, fillon të mbledhë, pezmatohet (për plagët). *Është malcuar plaga.*

2. *fig.* Bëhet me keq, keqësohet, acarohet. *U malcua puna (grindja).*

MALCOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *kryes. vela III.* Pezmaton një plage, bën që të marrë pezëm, e mahis; *jokal.* merr pezëm, pezmatohet (për plagën). *E ftohta ia malcoi plagën. Me malcoi plaga.*

2. *fig.* E bëj me keq, e acaroj. *E malcoi punën.*

MALCUAR (i,e) *mb.* Që është malcuar, i pezmatuar (për plagën). *Plage e malcuar. Gisht i malcuar.*

MALËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Vend me male, krahinë malore; grup a varg malesh. *Malësi e thellë. Malësia veriore (qendrore) e Shqipërisë. Popullsia e malësisë. Trim (burrë) malësie. Mik pritja e malësive. Jeton e punon në malësi.*

2. *përmb.* Malësorët. *U mblodh malësia. E dha fjalën (besën) malësia.*

MALËSOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor i malësisë ose ai që e ka prejardhjen nga malësia. *Malësorët shqiptarë. Malësorët trima. Malësorë e fusharakë. Djalë malësori. Besë (fjalë) malësori. Kryengritjet e malësorëve kundër pushtuesve.*

MALËSOR,~E *mb.* Që banon në malësi ose që e ka prejardhjen nga malësia; që ka të bëjë me malësinë ose me malësorët, i malësisë ose i malësorëve; që është karakteristik për malësorët; që është krijuar nga malësorët. *Nënë malësorë. Popull malësor. Veshje malësorë, Zakon malësor. Mikpritje malësorë.*

MALËSORÇE *ndajf.* Sipas mënyrës së malësorëve, siç bëjnë malësorët. *Këndon (vallëzon, kërcen) ma-lësorçe. Vishet malësorçe.*

MALËSORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MALËSOR, ~I. *Malësorë e forte. Malësorët e Dukagjinit. Fjala e malësorëve.*

MALIHER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pushkë e vjetër, e gjatë e me pesë fishekë.' *Mbushi maliherin. Krisi maliheri.*

MALlJË,~A . *vet. nj.* Erë e ftohtë që fryn nga malet; era e veriut; murlan.

MALtSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Krahinë e vogël malore.

MALOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Malësor.

2. *mospërf.* Njeri i pagdhendur e i trashë, torollak, njeri i paqytetëruar, malatak.

MALOKCE *ndajf.* 1. Malësorçe. *Veshur malokçe. 2. mospërf.* Në mënyrë trashamane, si malok. *Hante (,sillej) malokçe.*

MALOR,~E *mb.* 1. Që është mal; që ka male; që ndodhet në mal e që kalon nëpër male; i malit ose i maleve. *Krahinë (tokë, zone) malore. Vend ma-lor. Kooperativë malore. Rrugë malore* rrugë në mal, e përpjetë e me shumë kthesa. *Rreth (qytet, fshat) malor. Luginë malore. Klimë malore. Burime malore.*

*2.* Që rron, rritet ose bëhet në male (për bimët ose kafshët). *Bimë malore. Drurët malore. Thëllëzë malore.*

3. *usht.* Që është i përshtatshëm për krahinat malore, që vepron në male, i malit. *Artileri malore.*

MALSHESHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rrafshinë malore; pllajë e vogël.

MALTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që nxjerr lëndë ndërtimi a qereste në mal.

MALL,~I i *m.* Dhembje e thellë shpirtërore e trishtim që ndjejmë për dike a për diçka që ndodhet larg nesh; dëshirë e forte për t'u kthyer përsëri në një vend që s'e harrojmë kurrë, për të takuar një njeri të dashur që është larguar, për të rijetuar edhe një here si dikur ose për t'u marrë përsëri me diçka që na ka pëlqyer shumë. *Me mal! të madh. Malli për atdhe. Malli i nënës (i motrës). Kishte mall për prindërit (për fshat in, për shtëpinë, për gurët e sokakut). Kam mall për ato vite. Kishte mall ' hipte kalit (të ngiste qetë). Me merr (me zë, mi kap) malli për dike a për diçka.*

• Sa për mall sa për qejf, sa për të nxjerrë mallin. Është për mall *d i ç k a* është shumë e mirë a shumë e bukur, është diçka që ta do zemra gjithnjë. E kishte për mall *dike a diçka* e donte shumë, e kishte për zemër. Do t'i kesh mallin *dikujt a d i ç k aj e* do ta kërkosh e nuk do ta gjesh me (thuhet kur dikush nuk e vlerëson si duhet dike a diçka kur e ka). Me nxjerr (me heq) mallin *e dikujt a t ë d i ç k aj e shih te* NXJERR 28- S'e ha malli për *dike a p ë r di çka iron,* nuk shqetësohet fare, as që bëhet merak për dike a për diçka, aq i bën. Nuk me merr malli për *dike mospërf.* nuk dua të di fare për të, nuk dua t'ia shoh fytyrën. E preu malli (barku) për *dike a për diçka iron, shih te* PRES i. Rrallë e për mall *shih te* RRALLË $_2$. E bën nga halli e jo nga malli *shih te* HALL,~I.

MALL,~I H *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. *elc.* Pro-dukt i punës, që plotëson një nevojë të njeriut dhc që prodhohet për t'u këmbyer ose për t'u shitur; send i prodhuar për t'u shitur. *Mall i mirë (i lire, i shtrenjtë). Mallra ushqimore (industriale). Mall shqiptar (i huaj). Mallra të përdorimit të gjerë. Depo mallrash. Tren (vagon) mallrash. Agjensia e mallrave. Shitja (blerja) e mallrave. Prodhimi i mallravet. Sasia (cilësia) e mallrave.*

*2. bised.* Pasuri, kryesisht e patundshme, që mund të shitet ose të blihet; pasuri private, shoqërore a shte-tërore. *Mall belik.* vW. pasuri shtetërore. *Mall i tra-shëguar. Mall e gjë. Malli i shtëpisë. Është malli i shtetit (i kooperativës). I zoti i mallit. Kishte shumë mall e para. E hëngri (e shtoi) mallin. Shinle në mallin e botës (si në mallin e vet, si në mallin e babait).*

3. *bised. mospërf.* Njeri ose send pa vlerë a pa rën-dësi. *E njoh mirë se çfarë malli është ai. Këto fjalë s'janë të tuat, janë mall i tjetërkujt. Mall bajat.*

*k* Mall belik mall pa zot, diçka e lënë pa rojë e pa kujdesje. Mall pa zot diçka, për të cilën s'kujdeset askush, diçka më të cilën gjithkush mund të bëjë ç'të dojë. S'e bëj mall *dike a diçka* s'i jap rëndësi, s'e vë në hesap. Nuk ia dinte skajin mallit (pasurisë) *shih te* SKAJ,~I.MALLAKASTRIOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga krahina e Mallakastrës ose ai që e ka prej-ardhjen nga kjo krahinë.

MALLAKASTRIOT,~E *mb.* Që lidhet me krahinën e Mallakastrës ose me mallakastriotët, që është ka-rakteristik për krahinën e Mallakastrës ose për mallakastriotët, i Mallakastrës ose i mallakastriotëve; që; është krijuar nga mallakastriotët. *Luftëtar malla-kastriot. Kooperativistët mallakastriotë.*

MALLËNGJEHEM *vetv.* 1. Prekem thellë në zemër, përmallohem. *U mallëngjye shumë kur e pa (kur e dëgjoi, kur e përcolli). U mallëngjye nga gëzimi.*

*2.* Me zë malli për dike a për diçka, kam mall, dëshirohem për të. *Mallëngjehej për vendlindjen (për shokët). Mallëngjehet nëna për fëmijët.*

MALLËNGJEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. E prek thellë në zemër dike, duke i ngjallur një ndjenjë dhembshurie, keqardhjeje a mëshire ndaj dikujt a diçkaje, ose një ndjenjë gëzimi të madh; e përmalloj. *E mallëngjeu me fjalët që i tha. Shfaqja (filmi) na ma-tlëngjeu.*

I^IALLËNGJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ndjenjë dhembshurie, keqardhjeje a mëshire ose ndjenjë gëzimi të madh që kemi kur mallëngjehemi; gjendja shpirtërore e dikujt që është mallëngjyer; ngashërim. *Mallëngjim i forte (i madh). Shprehje (lot) mallëngjimi. Plot me mallëngjim. Ndiej një mallëngjim. E pushtoi (e kapi, e mbyti) mallëngjimi. Fliste (këndonte) me mallëngjim. Dridhej nga mallëngjimi.*

MALLËNGJYER (i,e) *mb.* 1. Që është prekur thellë në zemër, që është mallëngjyer; i ngashëryer. *E priti (e përcolli) i mallëngjyer.*

*2.* Që e ka zënë malli, që ka mall për dike a për diçka. *Fëmijë të mallëngjyer. Prindër të mallëngjyer.*

MALLËNGJYES,~E *mb.* Që të prek thellë në zemër, që të mbush me mallëngjim; që shpreh mallëngjim; prekës. *Këngë mallëngjyese. Pamje (shfaqje) mallëngjyese. Tregim mallëngjyes. Letër mallëngjyese. Me zë (me vështrim) mallëngjyes.*

MALLËNGJYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që të mbush me mallëngjim, që të mallëngjen, mallëngjyes; i thekshëm. *Ngjarje e mallëngjyeshme. Fjalë të mallëngjyeshme. Me një zë të mallëngjyeshëm.*

MALLKESË,~A *. sh.* ~A, ~AT *vjet.* Mallkim, nëmë.

MALLKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MALLKOJ, MALLKO-HEM.

2. Fjalët që themi për dike a për diçka kur e mall-kojmë; nëmë. *Mallkim i rëndë. Mallkimi i nënës (i t'et). Urimet e mallkimet. I dha mallkimin dikujt* e mallkoi. *E zuri mallkimi. Mallkimi i nënave (i je-timëve) rente nlbi fashistët (mbi tradhtarët)!*

MALLKOHEM. *Pës. e* MALLKOJ. *Mallkuar qoftë (qoftë mallkuar)!*

MALLKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Them për dike fjalë të rënda, duke besuarseato i ndjellin fat-keqësi a mjerim, shfaq dëshirën që dike a diçka ta gjejë një e keqe e madhe, nëm (sipas paragjykimeve e besimeve të kota); *kund.* bekoj. *E mallkoi e ëma (i ati). E mallkoi rëndë. Mos e mallko djalin!*

*2. [art.* Dënoj rëndë e me gjithë shpirt dike që me ka bërë një të keqe të madhe dhe që dua ta shoh ta shkatërruar e të asgjësuar. *Mallkuam armiqtë (push-tuesit e huaj). Mallkuam tradhtarët (xhelatët e popullit, shtypësit, gjakpirësit).*

3. *fet.* E quaj diçka jashtë udhës së fesë, e quaj punë të djallit dhe i jap dënimin e perëndisë; e shki-shëroj (sipas paragjykimeve e rregullave fetare). *Kisha mallkonte heretikët. Dhespoti mallkoi shkronjat shqipe.*

*4. bised.* Shfaq hidhërim e pendim të thellë për diçka. *Mallkonte veten. Mallkonte ditën që lindi.*

MALLKUAR (i,e) *mb. I.* Që është mallkuar, që ka marrë mallkimin; që është për t'u mallkuar; si *mallk.* që qoftë mallkuar. *Dorë e mallkuar. Luftë e mallkuar. Fashistët (tradhtarët) e mallkuar. Plumb i mallkuar. Fat i mallkuar. Mot i mallkuar. Ditë e mallkuar. Shtëpi e mallkuar.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Lëre, të mallkuarinl Ikni, mor të mallkuar! Ma punuan të mall-kuarit. Ç'e do, të mallkuarën!*

3. *si em.* ~I (i) *m. euf.* Djalli, shejtani.

MALLOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Kam mall, me zë malli për dike a për diçka, përmallohem; mallëngjehem. *Mallohej për nënën (për fëmijët). Jam malluar shumë.*

MALLOTË,~A *. sh.* ~A, ~AT. Petk i sipërm prej leshi, për burra, i gjatë e i gjerë si gunë; pallto e trashë. *Hodlii mallotën krahëve. E mbuloi me mallotë.*

MALLTH,~I *m.* Tuli që kanë nën thonjta disa kafshë si dhelpra etj.

MAMA,~JA *. sh.* ~, ~TË *përk.* Përdoret za-konisht nga fëmijët e vegjël për nënën e tyre; nënë. *Mamaja ime. Djalë mamaje (qumështi, tigani). mospërf.* djalë i përkëdhelur, që është mësuar *të* bëjë jetë të rehatshme e në mes të të mirave dhe nuk është i zoti t'u bëjë ballë vështirësive të jetës. *Çupa e mamasë. mospërf.* vajzë e përkëdhelur. *Një shoqe e mamasë. Të keqen mamaja!*

MAMI *. fëm.* Emër, më të cilin fëmija thërret ng-nën e vet me përkëdhelje.

MAMI,~A *. sh.* ~, ~TË. Punonjëse e shërbimit mjekësor, me përgatitje të posaçme, që kujdesohet për grate gjatë barrës dhe pret foshnjat kur lindin. *Mamia e lagjes (e fshatit). Shkolla e mamive. Kurs për mami.*

MAMUZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Kllapë hekuri në trajtë potkoi, që ka prapa një rrotë të vogël me dhëmbëza dhe që kalorësit e mbërthejnë pas thembrës së çizmes për të shpuar kalin që të ecë me shpejt; shpor. *Një pale mamuze. I kërcisnin mamuzet.*

MAN,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Pemë me kurorë të gjerë, me gjethe si zemër e të dhëmbëzuara, që lidh kokrra të përbëra prej kokrrizash të Iëngshme e të ëmbla, në ngjyrë të bardhë, të kuqe a të zezë; kokrra t e kësaj peme, të cilat hahen ose përdoren për të bërë raki, pekmez etj. *Man i bardhë (ikuq,izi, larush). Mana të ëmbla.. Raki mani. Pekmez manash. Shkund manin. Krimbat e mëndafshit ushqeJien me gjethe mani. Pritëm për mana e na dolën thana. fj. u.*

*-k* E shkund manin në prill *shih te* SHKUND. Mana t o k e *bot.* luleshtrydhet, dredhëzat.

MANA *pj. krahin.* Përdoret si fjalë e ndërmjetme,me kuptimin “me të vërtetë, të thuash të drejtën, për besë”. *Manapo (jo). Mana, të paktë i ka shokët. Mana, e di shumë rnirë. Mana, s'është ashtu.*

MANAFERRË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre plot gjemba, me degë të holla e të përkulura. me gjethe të dhëmbëzuara, me lule ngjyrë trëndafili në të bardhë, e cila bën kokrra si të manit e në ngjyrë të zezë kur piqen; kokrrat e kësaj shkurreje, që kanë shije të ëmbël a majhoshe dhe hahen ose bëhen reçel etj.; ferrëmanzë. *Reçel (shurup, lëng) manaferrash. Mbledh manaferra.*
MANAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Verore. *Manakë me ngj'yra.*
MANAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Qengj i butë, që është mësuar të ndjekë pas bariun a të zotin. *Ku-Iloste manarët. E bëri manar. I vete pas si manar.*
2. *fig.* edhe *përk.* Fëmijë i urtë e i përkëdhelur, që nuk u ndahet prindërve. *Manari i babit!*
MANARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MANAR, ~I. *Luante me manaren. Është e urtë si manate. I vete pas si manare.*
MANASTIR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Institution fetar, me prona e ndërtesa banimi rreth një kishe e zakonisht larg qytetit, ku jetojnë, sipas disa rregullash të cak-tuara, murgj a murgesha; kuvend (në vendet ku ve-pron kisha; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Pasuria (të ardhurat, tokat) e manastirit. U mbyll në manastir. Sa me afër fshatit të jetë manastiri, aq më të varfër jartë fshatarët. fj. u.*
*ir* Manastir pa hair *vjet. shih te* HAIR~I.
MANDALL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT dhe MANDALLË, ~A . *sh.* ~A, ~AT. Cope dërrase që vihet në krye të derës ose anës saj për ta mbyllur nga brenda; cope e tillë prej dërrase a prej metali që shërben për të mbajtur të mbyllur kapakët e musëndrës, të dollapit etj. *vuri mandallin derës.*
•*k* Derë pa mandall shtëpi a vend tjetër ku mund të hyjë kush të dojë.
MANDAPOSTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dokument zyrtar që vërteton se një zyrë postare ka marrë një shumë të hollash, të cilat i dërgohen me postë dikujt tjetër në një drejtim të caktuar; dërgim të hollash me anë të zyrave postare, shërbimi postar që kryhet për këtë qëllim. *Zyra e mandapostave. I dërgoi me mandapostë.*
MANDARINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Agrume si portokalli, e cila bën kokrra të vogla, me lëkurë të nolle, që i qërohet lehtë, të ëmbla dhe me erë të mirë; kokrrat e kësaj agrumeje. *Mandarina pa bërtha-ma. Lëng (shurup) mandarine.*
MANDAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *drejt.* Fuqi e plotë që i jepet dikujt për të vepruar ose për të ush-truar një të drejtë gjatë një kohe të caktuar; dokumenti zyrtar që vërteton këtë të drejtë. *Mandat parlamentar. Mandati i deputetit (i përfaqësuesit)* fuqia e plotë që zgjedhësit i japin deputetit për.t'i përfaqësuar në Kuvendin Popullor; dokumenti përkatës i deputetit. *Komisioni i mandateve. Vërtetimi i mandatit. I hoqën mandatin. I zgjati mandatin.*
2. *hist.* E drejtë që u jepte Lidhja e Kombeve disa shteteve anëtare të saj për të administruar disa terri-tore që iu shkëputën fuqive të mundura në Luftën 1 Botërore. *Territore nën mandat. Sistemi i mandateve*
forme e kamufluar e shtypjes koloniale. *Populli shqip-tar hodhi poshtë çdo forme mandati mbi Shqipërinë.*
MANDAT Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Lajm për vdekjen e njërit prej njerëzve më të afërt a më të dashur, që ndodhet larg familjes; lajm i zi, lajm shumë i hidhur. *Mandate e zezë. I dhanë (mori) mandatën. I erdhi mandata. I ardhtë mandat a! mallk.*
•*k* I humbtë mandata! *mallk.* u zhduktë e u harroftë përgjithnjë!, mos qoftë!, mos iu duktë fytyra!
MANDATARKËTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fin.* Dokument zyrtar që i dërgohet arkës për të arkëtuar një shumë të hollash. *Lëshoi (preu) mandatarkëlimin. Çdo hyrje në arkë vërtetohet me mandatarkëtim.*
MANDATPAGESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fin.* Dokument zyrtar që i dërgohet arkës ose bankës për të bërë një pagesë, urdhërpagesë. *Mbushi (nënshkroi) mandatpagesën. Çdo dalje nga arka vërtetohet me mandatpagesë.*
MANDEJ *ndajf.* Pastaj. *Mandej e shohim këtë punë.*
MANDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Kope bagëtish.
2. Vathë bagëtish; stan bagëtish. *U ngjitën te mandra në mal.*
MANDOLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *muz.* Vegcl muzikore e ngjashme me tamburanë, me katër pale tela, së cilës i bihet me një fletëz të forte. *bie mandolines. E shoqëroi me mandoline. Dëgjoheshin mando-linat.*
MANDOLINIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që di t'i bjerë mandolines, muzikant që i bie mandolines. *Grupi i mandolinistëve.*
MANEKIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Figure prej druri, prej plastike etj. në madhësinë e trupit të njeriut, e cila përdoret për të provuar a për të paraqitur rroba të gatshme ose u shërben piktorëve e skulp-torëve si model. *Manekin burri (gruaje). Manekin pa kokë. Vitrinë (maze) me manekinë. Rri si manekin* rri si i ngrirë.
2. Ai që u paraqet blerësve modele të ndryshme rrobash, duke i veshur vetë në trup.
3. *mospërf.* Njeri pa karakter, që bëhet lodër në duart e dikujt tjetër.
MANEKINE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MA-NEKIN,~12- *Punonte si manekins. Parakalonin ma-nekinet.*
MANGALL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË dhe LLE, LLET. Enë prej metali, si legen me këmbëza, ku ndi-zct qymyr druri ose mbahet prush për t'u ngrohur. *Ndez mangallin. Rrinin rreth mangallit.*
MANGAN,~I *m. kim.* Metal shumë i forte me ngjyrë të bardhë në të hirtë, që gjendet në natyrë në trajtë oksidi, shkrin në temperature të lartë dhe përdoret kryesisht për prodhimin e çelikut e të gizës *(simboli* MnJ. *Mangan i shkrirë. Lidhje mangani.*
MANGË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *shar.* Njeri që bredh rrugëve pa punë e rron në kurriz të të tjerëve, rrugaç; njeri dinak.
MANGËSI,~A. Të qenët i mangët; e metë, zbra-zëti.MANGËT (i,e) *mb.* 1. Që ka me pak se sa duhet, që nuk është i plotë, që ka mungesa (në sasi, në peshë, iië vëllim etj.). *Sasi (shumë) e mangët. Peshë e mangët. Ushqime të mangëta.*
*2.* Që nuk është i kënaqshëm, që nuk është ashtu si duhet e sa duhet, i pamjaftueshëm; që ka të meta. *Shpjegim (përkufizim) i mangët. Ndihmë e mangët. Përgjigje e mangët. Njihet në mënyrë të mangët.*
3. *bisect.* Që është më të meta fizike ose mendore. *Ejeri i mangët. I mangët nga trutë.*
MANGËT *ndajf.* 1. Me pak sesa duhet, me mungesë (në sasi, në peshë, në vëllim etj.); në mënyrë jo të plotë, j^> tamam. *E la mangët punën* nuk e mbaroi krejt. *Peshonte*

*mangët. la dha mangët mallin. Dolën mangët njëqind lekë* dolën njëqind lekë me pak nga ç'duhej te ishin.
j 2. Në mënyrë jo të kënaqshme, në mënyrë të pa-mjaftueshme, jo ashtu si duhet e sa duhet; më të meta. *E shpjegoi (u përgj,'gj) mangët.*
fc Jam mangët për *d i ç k a* kam nevo jë për diçka; me mungon diçka. Ka një dërrasë (ca dërrasa, një hatull) mangët *mospërf shih te* DËRRASË,~A. Ka një vidhë (burgji) mangët *mospërf. shih te* VIDHË, 'pA. S'i lë gjë mangët (metë) *dikujt a diçkaje* nuk qëndron aspak me poshtë se dikush a diçka tjetër, sii mungon asgjë në krahasim me të; i ngjan shumë. Nuk ta lë mangët (metë) për nesër *shih te* LË.
I MANI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *mjek.* Gjendje psi-kike e sëmurë e një njeriu, të cilit i ngulet mendja te diçka pa ndonjë arsye. *Kishte maninë e përndjekjes (e vetëvrasjes).*
2. Zakon i çuditshëm i një njeriu, që përsëritet shpesh dhe e bën atë nganjëherë qesharak; dëshirë e;tepruar dhe e vazhdueshme për të bërë diçka, za-kpnisht të padobishme, ves, huq. *Mania për të kundër-shtuar (për të dhënë urdhra, për të ngacmuar të tjerët, për fu dukur). Mania për të mbledhur gjëra të vjetra (për të bërë koleksione). E ka mani.*
MANIAK,~E *mb.* 1. *mjek.* Që vuan nga mania..12. Që ka një zakon të çuditshëm ose një dëshirë të tepruar dhe të vazhdueshme për të bërë diçka, që ka një mani. *Njeri maniak.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Punë maniakësh.*
MANIFAKTURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mënyrë kapitaliste e prodhimit në punishte a në fabrika të[ vogla (përpara zhvillimit të industrisë së niadhe m;e makina), ku përdpren kryesisht veglat e dorës dhe ka një ndarje të punës ndër mëditësit; punishte me një mënyrë të tillë prodhimi.
2. *përnlb:. vjet.* Stofra a pëlhura të prodhuara nga fabrikat e tekstileve. *Dyqan manifakture.*
MANIFEST,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Deklaratë me shkrim, me karakter programor, me anën e së cilës një parti a një organizatë tjetër politike, një rrymë letrare a artistike, një shkollë filozofike, një grup di-jetarësh etj. shpall parimet e qëllimet e veta themelore. *Manifest letrar. Manifesti i Partisë Komuniste* vepër pr;Ogramore e Marksit dhe e Engelsit, ku u shtjellua për here të parë teoria e komunizmit shkencor dhe u shpallën qëllimet e luftës së proletariatit e të Partisë Komuniste. *Botoi një manifest.*
|2. *vjet.* Deklaratë me shkrim që kryetari i shtetit,
qeveria ose një organ i lartë shtetëror i bën popullit me rastin e një ngjarjeje me rëndësi të jashtëzakonsh-me.
MANIFESTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *libr.* Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve MANIFESTOJ, MANIFESTOHET.
2. Marshim i madh nëpër rrugë i masave të gjera punonjëse për të shprehur përkrahjen politike ose shoqërore për dike a për diçka, protestën kundër dikujt a kundër diçkaje etj.; veprimtari masive artistike, fizkulturore etj. *Manifestim i madh (i fuqishëm, madhështor). Manifestim politik. Manifestim fizkul-turor (artistik). Manifestimi i Një Majit. Mori pjesë në manifestim.*
3. *libr. shih* SHFAQJE,~A $_2$.
MANIFESTOHET *vetv.* 1. *libr. shih* SHFAQET $_2$. 2. *Pës. e* MANIFESTOJ $_2$.
MANIFESTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Marr pjesë në një manifestim, bëj manifestim. *Punonjësit të gë:uar manifestuan nëpër rrugët e qytetit.*
2. *kal., libr. shih* SHFAQ $_2$.
MANIKYR,~I *m.* 1. Kujdesi për thonjtë e duarve, pastrimi e lëmimi i thonjve dhe lyerja e tyre me një lëndë të posaçme. *Sallon për manikyr. Bën manikyr.*
2. Lëng i posaçëm, i trashë e i ndritshëm, me ngjyra të ndryshme ose pa ngjyrë, që përdoret për të Iyer thonjtë. *Manikyr i kuq (i bardhë). Lyej me manikyr. Heq manikyrin.*
MANIPULIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Ve-primi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MA-NIPULOJ, MANIPULOHEM. *Manipulimi i du-hanit. Manipulimi i plehrave organike.* ^
*2. fig. keq.* Mënyrë e stërholluar e dredharake për të mashtruar dike, duke e përpunuar vazhdimisht që të sillet e të veprojë në një mënyrë të caktuar. *Përdor gjithfarë manipulimesh.*
MANIPDLOHEM *libr. Pës. e* MANIPULOJ.
MANIPULOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Vë në rregull, ndreq me kujdes ose përpunoj diçka za-konisht me dorë sipas kërkesave të caktuara. *Mani-puloj duhanin (grurin, pambukun, barin, arën). E manipuloj me dorë (me makinë).*
2. *fig. keq.* E vërtit dhe e sjell rrotiill dike siç dua vetë me gjithfarë mashtrimesh e dredhish, e përpunoj dike për ta bërë të sillet e të veprojë siç dua unë.
MANIVELË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Shufdr hekuri a druri e kthyer, që shërben për të rrotulluar me dorë një rrotë, boshtin e një makine etj.; dorezë, dorak. *Manivela e motorit (e makinës, e traktorit). Vërtit manivelën.*
MANIVIQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *etnogr., vjet.* 1. Poganik. 2. Dhurata që çohej kur lindte fëmija.
MANOMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *fiz.* Aparat që shërben për të matur presionin e gazeve a të lëngjeve që ndodhen në një enë ose në një ha-pësirë të mbyllur. *Manometer metalik (termik). Manometer regjistrues. Manometer me lëng (me zhivë). Manometer vaji. Shigjeta e manometrit.*
MANOVËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *usht.*Lëvizja e forcave ushtarake ose e anijeve në fushën e betejës për t'i dhënë armikut një goditje sa më të forte. *Manovër e shkathët. Manovër rrethimi (për krahëmarrje). Drejtimi (organizimi) i manovrës.*
2. *kryes. sh. ushl.* Veprime taktike luftimi të tru-pave të ndryshme ushtarake në kohë paqeje, që bëhen për të rritur përgatitjen luftarake dhe gatishmërinë e tyre. *Manovra ushtarake (tokësore, detare, ajrore). Manovrat e dimrit (e pranverës). Manovra të mëdha* manovra me pjesëmarrjen e të gjitha llojeve të armëve.
3. *fig. libr.* Veprim i shkathët ose mënyrë e tërthortë e dredharake që përdoret për t'ia arritur një qëllimi të caktuar. *Manovër e hollë. Manovër politike (de-magogjike). Bën manovra.*
*4. hek., det.* Tërësia e veprimeve që bëhen për të lidhur e për të zgjidhur vagonat e një treni ose për të nxjerrë një tren a një anije në drejtimin e duhur. *Lokomotiva e manovrës.*
MANOVRIM,~I TO. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MANOVROJ, MANO-VROHET. *Manovrim i shpejtë. Manovrimi i trupave (i forcave) ushtarake.*

2. *kryes. sh, fig. libr.* Veprime të shkathëta ose mëny-ra të tërthorta e dredharake që përdor dikush për t'ia arritur një qëllimi ose për t'ia dale në krye një pune, lëvizje të shkathëta; manovër. *Bëri manovrime. Shpë-toi me manovrime.*

MANOVROHET. *Pës. e* MANOVROJ. *Mano-vrohet me dcrë.*

MANOVROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *usht.* Bëj manovra në fushën e betejës.

2. *kal. hek., det.* Vë në lëvizje një tren a një anije dhe e nxjerr në drejtimin e duhur, duke e drejtuar me mjeshtëri; lëviz e përdor një mjet me shkathtësi. *Manovroj makinën (aeroplanin). Manovroj mitralozin (topinj.*

3. *fig. libr.* Bëj veprime të shkathëta ose përdor gjithfarë mjetesh e mënyrash të tërthorta e dredharake për t'ia arritur një qëllimi të caktuar a për t'ia dale në krye një pune. *Manovron me lehtësi. (S'jdi të manovrojë.*

MANOVRUESHËM (i), —ME (e) *mb.* 1. Që
mund të përdoret a të vihet në punë me lehtësi (për makinat etj.). *Makinë e manovrueshme.*

2. *fig.* Që manovrohet me lehtësi (për trupat ushtarake, për njerëzit etj.).

MANTEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veshje e sipërme si pelerine, e gjatë deri nën gju dhe zakonisht me mën-gë; pelerine. *Mantel i gjatë (i zi, i bardhë). Mantel grash (burrash). Hodhi mantelin krahëve.*

2. *fig.* Diçka e jashtme që shërben për të mbuluar a për të fshehur të vërtetën. *Nën mantelin e "miqësisë". Imperialistët veshin mantelin e demokracisë. I heq (i gris) mantelin e pages.*

MANTO,~JA . *sh.* ~, ~T. Pallto e lehtë grash. *Manto e zezë. Manto grash.*

MANUAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Libër doracak që përmban në mënyrë të përmbledhur njohuritë the-melore të një fushe të caktuar të shkencës, të tekni-kës ose të artit; tekst mësimor. *Manual mësimor (shkencor, teknik). Manuali i filozofisë (i fizikës, i kimisë, i zooteknisë, i mjekësisë, i vizatimit).*

MANURE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Djathë me qumësht delesh, i ngjizur në trajtë rrotulle, që është zakonisht i kripur; një rrotull e tillë djathi. *Bleu dy manure djathë.*

2. Bukëfike.

MANUSHAQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Vjollcë. *Era e manushaqes. Ngjyrë manushaqeje. Një tufë me. manushaqe. Çelën (dolën) manushaqet. Mbledhin manushaqe.*

Manushaqe e verdhë *bot.* badër me lu-le të verdha, që rritet zakonisht nëpër këneta.

MANXURANË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Rigon. *Era e manxuranës.*

MANJ'Ë,~A. 1. Dhi a dele me njërën sisë të sëmurë.

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dhi (dele) manjë.*

MAPO,~JA . *sh..* ~, ~T. Emërtim i shkurtuar për "magazine popu!lore". *Mapo ushqimore. Mapo veshmbathjeje. Shitëset e mapos. E bleva në mapo.*

MAQEDONAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës i Maqedonisë ose ai që e ka prejardhjen nga Ma-qedonia.

MAQEDONAS,~E *mb.* Që lidhet me Maqedonine ose me maqedonasit, që është karakteristik për Ma-qedoninë ose për maqedonasit, i Maqedonisë ose i maqedonasve; që është krijuar nga maqedonasil. *Populli maqedonas. Gjuha maqedonase. Valle Ikënge'i maljedonase.*

MAQEDONISHT *ndajf.* Në gjuhën maqedonase. *Di maqedonisht.*

MAQEDONISHTE,~JA . Gjuhë sllave që flitet në Maqedoni, gjuha maqedonase.

MARAJ,~I *m. bot.* Maraq.

MARAQ,~I *m. bot.* Bimë barishtore shumëvje-çare e ngjashme me koprën, me kërcell të degëzuar, me gjethe të holla si fije e me ere të mirë dhe me lu-lesë të verdhë, që rritet zakonisht nëpër ledhe në ven-de të thata e përdoret si erëz në gjellë ose si bimë mje-kësore. *Vaj maraqi.*

*-k* Maraq i ëmbël *bot.* lloj maraqi që mbillet në kopshte dhe që e ka rrëzën e kërcellit të mbështjellë me disa pale petësh të tulta, të cilat hahen si sallatë ose gatuhen në mënyra të ndryshme.

MARAM'Ë,~A. *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Nape e hollë dhe e gjatë që mbajnë grate në kokë; rube. 2. Peshqir.

MARANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mareshtë.

MARANGOZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjeshtër a punëtor i përgatitur që merret me punimin e drurit dhe bën pajisje e orendi shtëpiake (dyer, dritare, trye-za etj.); zdrukthëtar. *Veglat e marangozit. Reparti i marangozëve.*

MARASK'Ë,~A . *sh:* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore e egër, e ngjashme me koprën, me gjethe të holla si fije, me lulesë të bardhë në majë të kërcellit e me fara të helmëta, që rritet nëpër moçale e kullota me lagështirë dhe ka erë të keqe; )copër e egër, kopër qeni, bar uji.MARATONË,~A . 1. *sport.* Garë vrapimi e gjatë 42 kilometra e 195 metra. *Kampionati kombëtar i ma-r,atonës. Gara e maratonës. Fitues i maratonës.*

*2. fig. libr.* Bredhje e gjatë nga një vend në tjetrin për t'ia dale në krye një pune: punë që kërkon për-pjekje të shumta e kohë të gjatë. *Maratonë diploma-tike. Maratona e zgjedhjeve presideificiale.*

MARATONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *sport.* Spor-tist që merr pjesë në garën e maratonës, vrapues i maratonës. *Hap maratonisti. V nisën maratonistët.*

MARAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Ndjenjë rhunduese që lind nga dëshira e madhe për të pasur diçka që e ka dikush tjetër ose për t'ia kaluar dikujt; smirë; inat. *Ka maraz. I vjen maraz. V mbush me maraz. Plasi nga marazi. Flet nga marazi.*

2. Hidhërim, brengë. *Vdiq nga marazi. E hëngri marazi.*

MARCEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Secila nga paftat e rrumbullakëta në ngjyrë të verdhë si flori, që i varnin grate për stoli në veshje, në vesh si vëth etj.; groshar.

MARDH *jokal.,* ~A, ~UR. Kam të ftohtë, mër-dhij. *Mardh shumë. I mardhin duart (veshët).*

MARDHA,~JA . *sh.* ~, ~TË *bised.* l.,Cen që riuk bie në sy menjëherë; e metë e fshehtë. *Pasqyrë me mardha. Njeri me mardha.*

*2.* Vatër e fshehtë sëmundjeje; sëmundje. *Me rhardha në mushkëri.*

3. *fig.* Hile; djallëzi. *Punë me mardha. Qumësht (gjalpë) pa mardha* qumësht (gjalpë), që nuk i është shtuar ujë a diçka tjetër, që është pa hile. *la gjeti mardhanë. E bëri me mardha.*

MARDHË,~A . 1. Të ftohtë; ngricë. *Mardhë e\ madhe. I hyri mardha.*

2. Brymë e ftohtë që i prish bimët. *ra mardha rnisrit.*

MARE,~JA. *sh.* ~, ~TË *bot.* Shkurre e viseve bregdetare, me gjethe përherë të gjelbra dhe me lule të bardha të mbledhura në vile, që bën kokrra të kuqe si të dredhëzës,

me shije të ëmbël: kokrrat e kësaj shkurreje, nga të cilat mund të nxirret raki; koçimare. *Pyll maresh.*

MARENË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre që rHtet në toka të lagështa, me gjethe të holla, të tulta e përherë të gjelbra, me lule në ngjyrë të vjollcës në të bardhë që i varen si vile dhe me dru të rëndë që perdoret për zjarr. *Lule marene. Nxeh furrën me dru marene.*

• S'bëhet lundra me dru marene '. *u.* s'vlen për një punë të caktuar, s'bëhet bukë me krunde (për një njeri ose për diçka pa vlerë).

MARENËKUQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Ma-renë.

MARESHAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Grada më e lartë në hierarkinë ushtarake; oficeri që mban këtë grade (në disa ushtri që kanë grada). *Mareshal i aviacionit. Gradat e mareshalit.*

MARESHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. l,Pyll me mare. 2. Vend me shkurre të dendura ku mund të fshihesh, strehim i fshehtë.

MARGARINË,~A . Lëndë ushqimore si gjalpë,
që përgatitet zakonisht me vajra bimësh dhe që për-doret si yndyrë për gjellë; gjalpë bimor. *Fabrikë margarine. Gjellë (pasta) me margarine. Bukë e Iyer me margarine.*

MARGARITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Gur i
çmuar i rrumbu)lakët, me shumë shkëlqim e me ngjyrë zakonisht të bardhë si të qumështit, që gjendet brenda guaskave të disa butakëve të detit; perlë. *Margaritar i vërtelë (natyror, artificial). Unazë me margaritar. Gjerdan tnargaritarësh. Si margaritar.*

*2. fig.* Diçka e rrallë dhe me shumë vlerë; diçka me bukuri të jashtëzakonshme. *Margaritar i letërsisë (i artit). Margaritar i natyrës. Saranda është marga~ ritar i rivieres shqiptare.*

MARGJËNOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Strehë nën shkëmb.

MARIFET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Mënyrë e hollë për t'ia dale mbanë një pune me shkathtësi; shkathtësi a aftësi e veçantë për të zgjidhur diçka. *Do marifet ajo punë. Nuk do ndonjë marifet të madh. I duhet gjetur marifeti.*

2. Dredhi, dinak,ëri; hile; djallëzi. *la punoi me marifet. Di shumë marifete, Përdori gjithfarë marifetesh. la kuptuan marifetin. Lëri marifetet!*

MARIFETÇl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* Ai që përpiqet t'ua hedhë të tjerëve e të nxjerrë për-fitime për vete me marifete. *Marifetçi i madh.*

MARINAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Detar. *Rroba marinari. Marinarët tanë trima.*

MARINË,~A . Tërësia e mjeteve të lundrimit dhe e forcave detare të një shteti; flota detare. *Marina tregtare. Marina e luftës. Oficer i marines.*

MARIONETË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr. shih* KUKULL,~A 2- *Ushtri (qeveri) marionetash. Vepron si marionetë.*

MARKEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Titull aris-tokratësh, që ishte një shkallë me lart se ai i kontit dhe një shkallë me poshtë se ai i dukës; ai që mbante këtë titull.

MARKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Njësia mo-netare bazë e Gjermanisë dhe e Finlandës; monedhë që ka këtë vlerë. *Marka gjermane. Marka finlandeze.*

MARKË,~A n . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shenjë dalluese që u vihet prodhimeve të ndryshme për të treguar llojin, cilësinë dhe ndërmarrjen ose vendin ku janë prodhuar; prodhim i një fabrike, i cili mban një shenjë të tillë dhe që ka cilësi e tipare të caktuara; fabrika a uzina që prodhon një mall e që vlerësohet nga cilësia e tij. *Marka shqiptare. Markë e njohur (e mirë). Me markë të huaj. Marka e fabrikës (e u-zinës). Marka e stofrave (e makinave). Mall pa markë. I vë markën. I ç'marke është? Mbrojnë markën e vet.*

2. *fig. bised., keq.* Njeri çfardo, dikush; lloj, fare (për njerëzit). *E njohim se çfarë marke është ai.*

MARKSIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është i mbrujtur me parimet e marksizmit dhe që vepron me besniitëri sipas këtyre parimeve, ithtar i marksizmit. *Marksist i madh (i shquar). Me syrin e marksistit.*

MARKSIST,~E *mb.* 1. Që i përket marksizmit, që përmban e shpreh idetë e marksizmit, që është ve-çori e marksizmit; që ka të bëjë me marksizmin, membrojtjen dhe me zbatimin e tij; që përbëhet nga ith-tarë të marksizmit. *Doklrina (filozofia) marksiste. Teoria (shkenca) marksiste. Gjuhësia (estetika) marksiste. Analizë marksiste. Qëndrim marksist. Grupe marksiste.*

2. Që është i mbrujtur me parimet e marksizmit dhe që vepron me besnikëri sipas këtyre parimeve, që është ithtar i marksizmit. *Luftëtar (revolucionar) marksist. Filozof (dijetar) marksist. Udhëheqje marksiste.*

MARKSIST-LENINIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT.
Ai që është i mbrujtur me parimet e marksizëm-leninizmit dhe që vepron me besnikëri sipas këtyre parimeve, ithtar i marksizëm-leninizmit. *Marksist- •leninisl imadh(i shquar). Grupet e marksist-leninistëve.*

MARKSIST-LENINIST,~E *mb.* 1. Që i përket marksizëm-leninizmit, që përmban e shpreh idetë e marksizëm-leninizmit, që është veçori e marksizëm-leninizmit; që ka të bëjë me marksizëm-leninizmin, me mbrojtjen dhe me zbatimin e tij; që përbëhet nga ithtarë të marksizëm-leninizmit. *Filozofi (teori, ide) marksiste-leniniste. Parimet marksiste-leniniste. Botë-kuptimi tnarksist-leninist. Edukimi marksist-leninist. Shkencë marksiste-leniniste. Analizë marksiste-leniniste. Qëndrim marksist-leninist. Grupet marksiste-leniniste. Parti e vërtetë marksiste-leniniste.*

2. Që është i mbrujtur me parimet e marksizëm-leninizmit dhe që vepron me besnikëri sipas këtyre parimeve, që është ithtar i marksizëm-leninizmit. *Ideo-log (dijetar) marksist-leninist. Udhëheqës marksist-leninist.*

MARKSIZËM,~MI m. Doktrinë revolucionare e klasës punëtore, e krijuar nga K. Marksi dhe F. Engelsi, shkenca mbi revolucionin e masave të shty-pura e të shfrytëzuara dhe mbi diktaturën e prole-tariatit, mbi fitoren e socializmit e të korrtunizmit në të gjithë botën; shkenca materialiste dialektike për li-gjet e përgjithshme të zhvillimit të natyrës, të shoqë-risë dhe të mendimit njerëzor. *Bazat e marksizmit. Studimi (përvetësimi) i marksizmit.*

MARKSIZËM-LENINIZËM,~MI *m.* Doktrinë revolucionare e klasës punëtore, e krijuar nga K. Marksi e F. Engelsi, e zhvilluar dhe e pasuruar më tej në kushte të reja historike nga V.I. Lenini, J.V. Stalini dhe nga partite e vërteta komuniste, shkenca mbi revolucionin e masave të shtypura e të shfrytëzuara dhe mbi diktaturën e proletariatit, mbi fitoren e socializmit e të komunizmit në të gjithë botën; shkenca materialiste dialektike për ligjet e përgjithshme të zhvillimi! të natyrës, të shoqërisë dhe të mendimit njerëzor. *Bazat e marksizëm-leninizmit. Flamuri i marksizëm-leninizmit. Idetë e marksizëm-leninizmit. Klasikët e marksizëm-leninizmit. Fitorja e marksizëm-leninizmit.*

MARKUC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gyp i gjatë e i hollë prej gome, që përdoret për të ujitur, për të tër-hequr lëngje etj. *Lulishtari ujit me markuç. I vuri fuçisë markuçin. Thith markuçin.*

MARMARA,~JA . *sh.* ~, ~TË. Dhi katër a pesëvjeçare që s'ka pjellë, dhi shterpë.

MARMELATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ushqim i squllët a i butë, që bëhet me pemë të grira e të ziera a me lëng pemësh, me niseshte e me sheqer. *Marme-latë molle (kumbulle, fiku, dardhe, kajsie). Punishte (fabrikë) marmelate. Arkë me marmelatë. Bukë c Iyer me marmelatë.*

MAROKEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Marokut ose ai që e ka prejardhjen nga Maroku.

MAROKEN,~E *mb.* Që lidhet me Marokun ose me marokenët, që është karakteristik për Marokun ose për marokenët, i Marokut ose i marokenëve; që është krijuar nga marokenët. *Populli maroken. Këngë marokene.*

MARS,~I *m.* 1. Muaji i tretë i vitit, që vjen pas shkurtit. *Marsi ka 31 ditë. Festojnë 8 Marsin — Ditën Ndërkombëtare të Gruas. 7 marsi është Dita e Mësuesit.*

2. *sh.* ~E, ~ET. Verore, larës.

MARSATOR E,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Rose e egër shtegtare, që i ngjet kurrillës e që vjen në muajin mars. *Gjuclia e marsatores.*

M\RSH,~I i *m. sh.* ~E, ~ET *muz.* Pjesë muzikore me ritëm të theksuar, që luhet nga një ban-dë zakonisht për të shoqëruar ecjen me hap të rregullt të një grupi njerëzish (ushtarakësh, pjesëmarrësish në parakalim etj.). *Marsh ushtarak. Marsh i pënnort-shëm. Marshi i fizkulturistëve. Nën tingujt e mar-shit.*

MARSH,~I ii *m. sh.* ~E, ~ET *tek.* Shkallë shpejtësie në disa motora, që vihet a ndërrohet me anë të një mekanizmi të posaçëm; mekanizmi i ndë-rrimit të shpejtësisë; shpejtësia e një automjeti në një shkallë të title. *Marshi i parë (i dytë, ikatërt). Marshi i shpejtësisë. I ndërroi marshin automobilit (makinës, traktorit).*

MARSH *pasth. i. usht.* Përdoret si komandë zba-tuese për fillimin e ecjes së ushtarëve ose të trupave. *Para marsh!*

*2. bised.* Përdoret si urdhër i prerë e i rreptë për dike që të niset a të largohet menjëherë. *Hajt, nisu, marshi*

MARSHALLOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lan-' dër. *Era e marshallojës.*

MARSHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes MARSHOJ. *Marshimi i batalionit. Marshimi i pandalshëm i Shqipërisë socialist e.*

*2.* Ecje me hap të rregullt, sipas një ritmi të rreptë e të caktuar, zakonisht të shpejtë. *Me hap marshimi.*

3. *usht.* Lëvizja e një njësie ushtarake nga një vend në një tjetër për të plotësuar një detyrë, duke qenë e rreshtuar në një mënyrë të caktuar; *sport,* ecje në grup bashkë më të tjerë për t'u kalitur fizikisht ose për të arritur diku. *Marshim i gjatë (i shpejtë, i lodhshëm. dyditor). Marshim ushtarak (partizan, sportiv). Në formation marshimi. Filluan marshimin.*

MARSHOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Eci me hap të rregullt zakonisht sipas ritmit të një marshi (për ushtarë, sportistë etj.). *Marshojnë ushtarët (spor-tistët, nxënësit).*

*2. usht., sport.* Bëj një marshim. *Marshon batalioni (brigada). Marshojnë nëpër male.*

3. *fig.* Arrij përparime të mëdha e të shpejta në një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërore, eci përpara, përparoj. *Marshojmë drejt fitoreve të reja. Populli shqiptar marshon gjithnjë përpara.*

MARTALLOZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Njerii armatosur që ngarkohej për të mbajtur rregullin e| qetësinë në një krahinë (në kohën e sundimit osman). *Aepartet e martallozëve.*

2. *vjet.* Rojtari i fshatit a i malit ose i pronave të fshatarëve; bekçi.

MARTANESHAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor ven-dës nga krahina e Martaneshit ose ai që e ka prejar-dhjen nga kjo krahinë.

MARTANESHAS,~E *mb.* Që lidhet me krahinën C Martaneshit ose me martaneshasit, që është karak-teristik për krahinën e Martaneshit ose martaneshasit, i \ Martaneshit ose i martaneshasve; që është krijuar nga martaneshasit. *Veshje martaneshase. Këngë mar-:aneshase.*

MARTESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Bashkim i ligjshëm i një burri me një grua për të krijuar familje; marrëdhënie bashkëshortore; koha sa zgjatin këto rriarrëdhënie. *Martesë e lumtur. Martesa e pare. Martesë e ligjshme (e paligjshme, e jashtëligjshme). Do-Kumenti (akti) i martesës. Mosha për martesë. Vajzë (djalë) për martesë. Gjatë martesës. Fëmijë jashtë martesë. Lidh martesë* martohem. *Zgjidhi (prishi) rkartesën* u nda me ligj nga bashkëshorti. *Festojnë 2p-vjetorin e martesës. Martesa me grupe. etnogr.* forma më e vjetër e martesës, kur çdo burrë i njërit prej të dy grupeve të një fisi mund të bashkëjetonte jiiie çdo grua të grupit tjetër, ndërsa ndalohej bashkë-jetesa e një burri dhe e një gruaje që bënin pjesë në të njëjti;n grup tëfisit. *Martesë e përzier* martesë ndër-irijet dy njerëzve të racave të ndryshme.

\ 2. Dasmë. *Ftesë (lajmërim) për martesë. Dita (nata) e martesës. Shkoi në një martesë.*

i MARTESOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me martesën, që i përket martesës, i martesës; bashkëshortor. *Lidh-je (marrëdhënie) martesore. Jetë martesore.*

MARTË,~A (e) . *sh.* ~A (të), ~AT (të). Dita € dytë e javës, që vjen pas së hënës. *Dita e martë. Të marten në mëngjes (në drekë, në darkë). Çdo të martë.*

MARTINË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Lloj pushke e gjatë, e ngjashme me hutën. *Shtinin me marline. Te plepi i Bilishtit I dy martina ranë. kr. pop.*

MARTIR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *1. Iart.* Ai që vuan shumë e jep edhe jetën për një çështje të lartë e të shenjtë (për çlirimin a për mbrojtjen e Atdheut, për drejtësinë shoqërore etj.); dëshmor. *Martirët e Atdheut (e lirisë). Martirët e Borovës. Gjaku i martirëve. Varret e martirëve. Përkujtimi i martirëve të rënë për Atdhe. Dha jetën si martir.*

*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Tokë martire. Popull martir. Borova martire.*

MARTIRIZIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve te foljeve MARTIRIZOJ, MARTIRIZOHEM. *Mar-tirizimi i heronjve. Martirizimi i popullit.*

*2.* Vuajtje e rëndë dhe e gjatë që e heq një martir; therori. *Martirizim i gjatë.*

MARTIRIZOHEM *vetv.* 1. Heq e vuaj shumë për një çështje të lartë e të shenjtë (për çlirimin a për nibrojtjen e Atdheut, për drejtësinë shoqërore etj.), bie dëshmor, bëhem theror, flijohem. *U martirizuan për liririë e Atdheut.*

*'\2. Pës. e* MARTIRIZOJ.

MARTIRIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E mundoj a e sfilit dike trupsrisht e shpirtërisht, jashtë mase; e përndjek me egërsi.

MARTOHEM *vetv.* 1. Lidh martesë me dike, bëj martesën; marr burrë (për një vajzë a për një grua) ose marr grua (për një djalë a për një burrë); *kund.* çmarrohem. *U martua me një punëtore, Martohet vëllai (motra). U martuan me dashuri. Martohet të dielën. U martofsh e u trashëgofsh! ur. Kush u martua e s'u gëzua! fj. u.*

2. *Pës. e* MARTOJ.

MARTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Bëj martesën e djalit, të vajzës, të vëllait, të motrës, etj. *Martoj djalin (vëllanë, vajzën, motrën)* kam martesën e djalit, me martohet djali, bëj dasmën e djalit. *S'arriti ta martonte.*

*2. vjet.* Lidh me martesë një pjesëtar të familjes a një të afërm, duke i gjetur bashkëshortin a bashkë-shorten, i jap burrë a grua; i gjej burrë diku një vajze; i heq shpenzimet e martesës. *E kishte martuar babai të vogël. E martoi xhaxhai, se qe jetime. E martuan me një që s'e kishte parë fare. E martuan larg.*

3. Var vargje fiqsh të egër në degët e një fiku të butë që t'i mbajë kokrrat. *Fiqtë i martojnë në qershor.*

*4. fig. bised.* la shes dikujt një gjë që nuk me duhet, e heq qafe diçka; e humbas diçka. *E martoi çadrën.*

MARTOSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tjegulla që vihet me shpinë nga lart; dërrasë që vihet për të mbu-luar vijën ku puqen dy dërrasa të tjera të çatisë (në çatitë e mbuluara me dërrasa); hartosë. *Çatia pa martosa pikon.*

MARTUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka lidhur martesë, që është martuar (për një burrë a grua). *Burrë i martuar. Grua e martuar.*

2. *PëiË em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Të mar-tuarit dhe të pamartuarit.*

MARULE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare që mbillet në kopshte, me gjethe të trasha e të gjata, që hahen të njoma si sallatë; *zakon. sh.* gjethet e njoma të kësaj bime që bëheh sallatë. *Gjethet e marules. Sallatë mantle.*

MARXHË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Bagëti e ngor-dhur dhe e rrjepur.

2. *bised.* Bagëti shumë e dobët, ngordhësirë.

MARR *kal.,* MORA, MARRË 1. E kap diçka a dike me dorë a me një send tjetër dhe e heq nga vendi i vet; e rrok me duar a me diçka tjetër dhe e mbaj. *Mori bukën (kazmën, librin, penën, rrobat). Mori gotën e çajit (e rakisë, e qumështit). Marr topin. Merrni nga një mollë! E mori me duar (me mashë, me luge, me pirun). E mori me dhëmbë. E mori për krahu (për flokësh, për veshi). la mori me force.*

2. E shpie diçka a dike në një vend tjetër duke e mbartur a mbajtur vetë ose me një mjet, e çoj diku; sjell me vete; mbaj me vete. *E mori thesin (dengun) në krah. E mori në shpinë (në duar, në krahë, në qafë). E mori hopa. E mori për dore (zvarrë). I mori fëmijët me vete. Nuk e kishte marrë letërnjoftimin (me vete). E mori lumi (era).*

3. Me bie në dorë një send që ma dërgon dikush ose diçka që me takon për punën a për veprat që kam kryer etj.; fitoj; me vjen diçka që është për mua;*fig.* e dëgjoj a e mësoj diçka, me bëhet e njohur diçka. *Mori një letër (një telegram, një lajmthirrje). Mori pakon. Mori një njoftim (një lajm). Mori emërimin. Mori urdh ra (udhëzime) të reja. Mori një porosi lë veçantë. Mori urimel. Marr rrogën (pagën mujore). Mori shpërblim. Sa merr në muaj (në ditë) ? Morën flamurin, Morën diplomat (fletëlavdërimet, medaljet). Mori titullin "docent". Marr lejen e zakonshme.*

4. *bised.* Blej; porosit diçka për të ngrënë a për të pirë në kafe, në restorant etj. *Mori ushqimet (bukën, qumështin, një pale këpucë, një kostum, një biçikletë). Mori biletën. I morëm në dyqan (në pazar, në qytet, në fshat). E mori për nënën (për gruan, për fëmijët, për vete). Mori një kafe (një raki, një birrë, një kos). E mori lire (shtrenjtë). Sa (ku) e more?*

5. Nxjerr një prodhim duke përpunuar ose duke shfrytëzuar diçka, siguroj një sasi të caktuar prodhimi; nxjerr fitime, të ardhura etj. nga diçka. *Mori pesë-dhjetë kuintalë për hektar. Morën prodhime të boll-shme. Nga delja marrim leshin, qumështin, mishin. Marrim qymyrgurin (naftën, mineralet) nga toka. Marrin të ardhura të mëdha.*

6. Kërkoj një shumë a shpërblim të caktuar për diçka; zgjedh diçka nga një tërësi, nga një grumbull gjërash etj., heq, veçoj a nxjerr një pjesë nga diçka për qëllime të caktuara. *Merrnin taksa. Merrnin të dhjetat. Sa merrnin për të qepur një kostum ? Merrnin shtrenjtë. Marr për prova (kafshë, bimë, minerale). 1 marr gjak (për analiza).*

7. *vet. veta III.* Kërkon (një sasi të caktuar lënde, sendesh, kohe etj.). *Stërvitja i merr shumë kohë. Ndër-tesa mori shumë tulla (çimento, gëlqerej. Dyert (dri-taret) morën shumë bojë.*

8. edhe *fig.* Pajisem me diçka, gjej a siguroj diçka për vete; e shtie në dorë a e bëj timen diçka për ta pasur përgjithnjë ose për ta përdorur përkohësisht; përvetësoj. *Mori shtëpi (dy dhoma e një kuzhinë). Morën traktorë të rinj. Kane marrë ujë të pijshëm (ener-gji elektrike). Mori një taksi. Marr per. një vit (për një muaj, për një natë). E mori me qira. E mori falas. Kane marrë dije (njohuri) të thella. Mori një mijë lekë hua (borxh). I mori një libër. Ka marrë huqet e t'et. Kane marrë mënyrën e huaj të jetesës (modën e huaj).*

9. Shtie në dorë diçka^ me luftë a me përpjekje, pushtoj një vend; arrij të siguroj, të fitoj, të kaloj a të kapërcej diçka, ia dal në krye diçkaje. *Morën qytetin (kështjellën). Morën pushtetin (fuqinë). I mori provimet. E mori klasën. Mori diplomën (patentën). Mori kategorinë e dytë. E morën me sulm (me dredhi). E mori me vështirësi (me punë).*

10. Ia rrëmbej dikujt diçka a dike; ia fitoj dikujt në lojë; i heq dikujt të drejtën a mundësinë për të përdorur ose për të shfrytëzuar diçka. *morën paratë (pasurinë, token, pronat, çifligjet). U merrnin fsha-tarëve drithin (bukën, kafshatën e gojës). I morën patentën (diplomën). I mori dy pike (një lojë). sport. I mori tre ushtarë (kalin, mbretëreshën). shah. I morën fëmijët peng.*

11. *bised.* Fejohem a martohem me dike. *E mori nuse. E mori për burrë (për grua). Morën njëri-tjetrin. E mori me dashuri. E merrnin me mblesëri (burrin, gruan). Nuk e mori vetë, ia dhanë. Lum ai që e merr atë vajzë!*

12. *bised.* E tërheq dike nga një vend a nga një grup njerëzish dhe e çoj diku; e arrestoj. *E mori mënjanë (me tutje). E morën natën. E morën fshehurazi (me force).*

13. *bised.* Heq, fshij, pastroj. *Marr pluhurat. Marr me fshesë (me leckë).*

14. Pres a shkurtoj (për floket); ha, zvogëloj, ngush-toj (një rrobë). *Marr flokët (anët). I mori lart (poshtë). E mori pak te mënga (te supi, te beli).*
15. E pranoj a e emëroj dike në një punë, e caktoj me një detyrë; e pranoj dike në gjirin e familjes a të një grupi njerëzish ose e lejoj të marrë pjesë diku; e thërres dike të kryejë një shërbim të detyrueshëm; i ngarkoj vetes një detyrë; pranoj të bëj diçka, i dal zot një pune; i përvishem një pune a një detyrë në një mënyrë të caktuar. *Morën një punëtor (një murator, një mësties). E morën në punë. E morën në çetë (në brigade). E mori në shtëpi. E morën në fshat. Emorën si ndihmës (si brigadier). E morën si ekspert (si arbiter). E morën në arsim (në teatër, në skuadër). E morën ushtar. E morën për la edukuar (për ta mësuar, për ta stërvitur). Marr një lemë studimi. Mori shërbimin. E morën për botim. Morën zotime të reja. E mori me qejf (me dëshirë, me guxim, me frikë, me shaka) pu-nën (detyrën) që i ngarkuan. E mori shtruar (rrëmbyer. me rrëmbim). E mori në provim (në pyetje).*
16. Me ngjitet a me zë një sëmundje. *Ka marrë të ftohur. Mori zgjeben.*
17. *vet. veta HI.* Nxë, përmban (një masë të caktuar, një vëllim, një sasi etj.). *Merr dy litra (pesë kilogramë). Merr dy shtretër* (dhoma). *Merr dyqind veta* (salla). *Merr shumë* (makina, ena, thesi). *Sa merr?*
18. *vet. veta III bised.* E përmbledh, e përfshin. e zë (një ndarje administrative, një ligj, një detyrim etj.); përmbahet brenda në diçka, e parashikon a e ka diçka (ligji, gazeta etj.). *E merr rrethi i Tropojës. E merr plani i qytetit. Ç'merr nga Korça në Bilisht. E merr edhe ligji. E ka marrë gazeta.*
19. *bised.* E sjell dike a diçka për shqyrtim, si shem-bull etj., përqendroj a tërheq vëmendjen e të tjerëve te diçka; flas për diçka, e trajtoj, e parashtroj. *Le te marrim çështjen e... (problemin e...). Marrim një pike (një drejtëz, një rrafsh). Marrim kohën e luftës... Marrim për shembull fshatarët... (punonjësit...). E marr në shqyrtim* e shqyrtoj.
20. Sillem a veproj me dike ose me diçka në një mënyrë të caktuar. *E mori më të mirë (me të egër, më të keq, me lajka). E morën më të fishkëllyera (me dru, me domate).*
21. E quaj, e vlerësoj; e mbaj; me duket se është i tilie ose i atillë, e kujtoj, me duket; e kuptoj, e gjykoj në një mënyrë të caktuar. *E merrnin për të zgjuar (për budatta, për të vdekur, për të huaj). E mori për të vë-llanë (për mjek, për njeri të mirë). E marr si shembull. E mori pazinë për spinaq. Sido (ngado) që ta marrësh. Marre si të duash.*
22. edhe *fig.* Pësoj një goditje, me zë diçka, ha; me qëllojnë a me gjuajni me diçka. *Mori një grusht (një shuplakë, një shkelm). Mori një plumb. Mori një dru të mirë* e rrahën mirë. *Mori përgjigjen e duhur.*
23. *vet. veta III fig.* E zë, e kap diçka; arrin ta kapë, mund ta kapë e të veprojë mbi të, c ha. *E mori plumbi në ballë në kokë, në shpatull, në ijë, në gjoks, në zemër). E mori shkarazi (mirë, drejtpërdrejt). E mori uria (elja). E mori të qeshurit (gazi, vaji, frika). Është tepër lar%, nuk e merr pushka (plumbi). Nuk e merr era (dielli). I merr mirë qi,-iet brisku.*24. edhe *jokal.,* edhe *fig. bised.* Shkoj, lëviz në një drejtim, ia mbaj nga...; ndjek një rrugë; shkoj drejt një gjendjeje (edhe në një varg njësish frazeolo-gjike). *Mori arave (bregut, pyllit, maleve). Mori nlalet* doli në mal. *Mori kthesën. Flaka mori qiellin* flaka ii ngrit deri në qiell. *Mori nga e djathta (nga e majta, nga jugu). Mori përpjetë (iart, poshtë, tatëpjetë, anës). Mori për keq (për mirë). Mori shtrembër (gozhda, vidh}), Mori për në fshat (për në qytet, për në veri). Mori anës lumit (anës bregut). Po merr udhë të mbarë (të shtrembër). Ka marrë të tatëpjetën. Moti po merr për mbarë. Ç'fill do të marrë?*
25. *bised.* Hipi në një mjet udhëtimi për të shkuar diku. *Mori trenin e pasditës (e ores \0). Mori au-tbbusin e unazës.*
26. Nis diçka; filloj; *vet. veta III* nis. *Mori hov (vrull, shpejtësi). Mori vale* filloi të valojë. *Mori vrapin. Merr zhvillim* nis të zhvillohet. *Merr cifël* nis të prishet, merr të krisur. *Merr të krisur* nis të kriset. *Merr të skuqur (të nxirë)* nis të skuqet (të nxihet). *Merr zgjerim* nis të zgjerohet.
27. Filloj të këndoj a të hedh valle ose të luaj një pjesë muzikore (me një vegël). *Mori një këngë (një valle). Ia morën këngës shtruar (bashkë). Ia morën labçe. Ia merrte më të qarë. E merrte me fyell. Njëri ia merr, tjetri ia kthen (ia pret).*
28. *jokal., vet. veta III.* Fillon të ndizet a të digjet, ndizet flake; shkrep (arma). *S'marrin (mezi marrin) drutë. S'mori zjarri. Mori eshka. Morën mullarët. S'mori pushka. Mori baruti. Mori menjëherë. Merr shpejt (ngadalë).*
29. *fig.* Shkëput nga dikush një gjë që me hyn në punë ose që është në dobinë time, i kërkoj dikujt një mendim, një këshillë etj. me qëllim që të për-fitoj. *Marr mendimin e masave. Marr pëlqimin. Marr përvojën (mjeshtërinë) e dikujt. Marr këshilla nga dikush* këshillohem me dike. *marr fjalën dikujt* e bëj të me jape fjalën, të zotohet. *la mori zetnrën* ia fitoi zemrën, e bëri për vete. *Mori një mësim të mirë* përfitoi shumë, vuri mend.
30. *vet. veta III fig.* Fillon të ketë një vlerë, rëndësi a kuptim të caktuar, fiton. *Merr rëndësi (vlerë). Merr dbmethënie të madhe. Merr një kuptim të ri. Merr një trajtë (një ngjyrë) tjetër. Mori përpjesëtime të mëdha.*
31. *jokal., vet. veta III (zakonisht me një emër të mashkullit të një kafshe).* Ndërzehet; mbarset. *Mori dash delja. Mori dem lopa. Mori derr dosa. S'mori lopa sivjet.*
32. *vet. veta III.* E bën që të mos lëvizë a të mos punojë me, e paralizon (për pjesë ose organe të trupit). *Sëmundja i mori gojën (sytë, këmbën, duart).*
33. Përdoret zakonisht me emra veprimi për të formuar togfjalësha me vlerë foljesh, të cilat lidhen si I nga kuptimi ashtu edhe nga ana f jalëformuese me emrat përkatës (edhe në një varg njësish frazeolo-gjike). *Merr ajër* ajroset. *Mori arratinë* u arratis. *Marr fotografi* fotografoj. *Merr fund* përfundon, mbaron. *Merr gjallëri (fuqi, force)* gjallërohet (fu-qizohet, forcohet). *Marr guximin* guxoj. *Marr hak* hakmerrem. *Marr lidhje me dike* lidhem. *Merr masa. Merr ngjyrë* ngjyroset. *Marr shënim* shënoj. *Marr vendim* vendos. *Merr zgjidhje* zgjidhet. *Marr për bazë* bazohem. *Marr në dorëzim* me dorëzohet. *Marr nën mbrojtje* mbroj. *Marr nën kujdes* kujdesem. *Marr për qafe (për gryke)* e përqafoj. *Mori bark.*
*Merr anë* anon nga njëra anë. *Mori erë* u qelb. *Mori zjarr* u ndez. *Morifrikë (tmerr)* u frikësua (u tmerrua), *Marr inat (mëri)* inatosem.
34. Përdoret si folje gjysmëndihmëse, me kuptimet “filloj, nis, zë; përpiqem, matem”. *Marr të dal (të hyj, të flas, të ngrihem, të shkoj, ta kap).*

~*k* Jap c marr përpiqem të gjej rrugëdalje, bëj çmos për të zgjidhur diçka, për të kryer një punë etj. Japin e marrin a) kanë marrëdhënie të rriira midis tyre, hyjnë e dalin; b) bëjnë tregti midis tyre. As jep, as merr nuk bën asnjë lëvizje, nuk lëviz, nuk shkon me tutje; ngec. As japin, as marrin (edhe *poh.). etnogr.* nuk bëjnë krushqi midis tyre. S'merr amë *nga diç -k a shih tek* AMË,~ A n. Marr anë *shift tek* ANË, ~A i. Me merr ana *shih tek* ANË,~A i. Iajka marrë anën (krajiun, dorën) *njëpune* ka fltuar njohuritë e shprehitë e nevojshme për të bërë diçka, është bërë i aftë për diçka pasi e ka ushtruar ca kohë, ia ka marrë dorën. I marr (i ha) arrat *dikujt shih tek* ARRË, ~A. E mori arratia *shih tek* ARRATI,~A. S'merr ashkë *shih tek* ASHKË,~A. Ka marrë nga i ati (nga e ëma) ka disa tipare, veti, vese etj. nga i ati (nga e ëma), i ngjan t'et (s'ëmës). Marr avull *shih tek* AVULL, ~I. Ia marr avullin *dikujt a diçkaje shih tek* AVULL,~I. Ia mori avullin *dikujt shih tek* AVULL, ~I. Të merr barkun të prek thellë, të pikëllon në zemër, të mallëngjen. I mori bashkën *dikujt shih te* BASH-KË,~A. E mori në bisht *shih te* BISHT,~I. Si të marrë bora *shih te* BORË,~A. Mori botën (dynjanë) u për-hap kudo, u përhap anembanë. Mori fjala dheun (dynjanë) u përhap një lajm në të katër anët, e morën vesh të gjithë, e mori vesh gjithë bota. Mori brinjën (fushat) iku nga mundi, mori malet; iku nga e shpinin këmbët. E merr me bu *shih te* BU. E raori me cep *shih te* CEP,~Ii. E ka marrë për cep *dike shih te* CEP,~I i. Merr dallgë shpërthen me vrull, nuk për-mbahet dot me. Morën dërrmën u shpërndanë nga të katër anët pa ditur se ku vinin, u çoroditën. Merr dita zgjatet dita, bëhet më e gjatë. I marr dorën *dikujt* a) e pyes dike a i marr lejë për diçka; b) e për-shëndes dike me mirënjohje, e përshëndes duke i puthur dorën. Ia mori nga duart *dikujt shih te* DORË,~A. Marr drejtqëndrimin a) *usht.* rri “ga-titu” përpara një eprori; b) bindem, i nënshtrohem dikujt. E mori (e hëngri) dreqi (djalli) *thjeshtligj. shih te* DREQ,~I. Mori erë *diçka shih tek* ERË, ~A ii. E merr era *dike shih tek* ERË,~A i. E mori era *diçka shih tek* ERË,~A i. I marr erë *lutes (g je lies)* e nuhat me hundë. S'merr erë *nga diçka* edhe *poh. shih tek* ERË,~A II. Ia ka marrë erën *dikujt a diçkaje shih tek* ERË,~A II. Mori faqe *shih te* FAQE,~JA. Merr fije *diçka shih te* FIJE,~A. Marr në fill *shih te* FILL,~I. Ka marrë fitilin *shih te* FITIL,~I. Mori fjalën filloi të flasë, u ngrit të flasë. Merr flake (shpejt) *dikush shih te* FLAKË,~A. Merr flake (zjarr) *diçka shih te* FLAKË,~A. Marr frymë a) thith ajër, thith frymë; b) jetoj, rroj. Nuk merr me frymë ka vdekur. I mori frymën *dikujt* e mundoi shumë, i mori shpirtin. Mezi merr frymë *shih te* FRYMË,~A. Sa të marrësh frymë shumë shpejt, menjëherë. Ia mori fytyrën *shih te* FYTYRË,~A 4. Merr fytyrë *diçka* merr një trajtë të caktuar, fiton tipare të caktuara; konkretizohet. Mori gardhin *diçka shih te* GARDH,~I. E merr (e mban, e heq) nëpër gojë *dike a diçka shih te* GOJË,~A. Marrin nëpër gojë të tjerët flasin keq prapa krahëve për të tjerët, i përgojojnë; merren me thashetheme. Marr (zë)*nëgas,Uëdikë shih te* GUSHË,~A. I marr gjurmën *dikujt a diçkaje shih te* GJURM'Ë,~A. £ marr në gjurmë *dike shih te* GJURM'Ë,~A. Mori hamull *shih te* HAMXJLL,~I. Me marrtë hijen! *mallk. shih te* HIJE,~A. Merr hundë për *diçka shih te* HUNDË,~A. Mori huq *shih te* HUQ,~I. I mori jctën e vrau. E raori (e kapi, e zuri) kalemi *dike shih te* KALEM,~I. E mori karravesh *(fjalën) shih te* KARRAVESH,~I. Me marrsh të keqen (të ligat)! *mallk.* përdoret kundër dikujt që mundohet me kot të na bëjë ndonjë të keqe ose që nuk e duam, me kuptimin “shko, thyej qafën, se s'ta kemi as ne-vojën, as frikën!”. Të marrsha të keqen (të ligën, të ligat)! përdoret për t'iu lutur dikujt për diçka ose në shenjë përkëdheljeje, sidomos ndaj fëmijëve. Na (e) mori të keqen (të ligën) *mospërf.* vdiq, mbaroi, c pësoi keq; s'pati ç'të na bënte (për dike që nuk e duam). Mori këmbë *diçka shih te* KËMBË,~A. Mori këmbë (fjala) *shih te* KËMBË,~A. I mori këm-bën *dikujt* shkoi a veproi në vend të një tjetri, zëvendësoi dike tjetër, shkoi në këmbë të një tjetri. Mori këmbët *shih te* KËMBË,~A. E merr nëpër këmbë *dike a diçka shih te* KËMBË,~A. I mori kokën i preu kokën, e vrau. Sa t'i marrësh (t'i këputësh) kokën (kryet) *shih te* KOKË,~A. Merr kot a) zemërohet pa ndonjë shkak të rëndësishëm; b) i duket nganjëherë vetja sikur është njeri me rëndësi, ngrefoset kot. Mori (mbajti) krahun *e dikujt shih te* KRAH,~U. Mori krahë (fletë) *shih te* KRAH, —*V.* I morën krahët *(kundërshtarit)* a) i dolën prapa krahëve; b) e mundën jo haptas e drejt-përdrejt po me dredhi. Kane marrë krye kanë filluar të mos binden a të veprojnë sipas kokës së vet; janë ndërkryer, janë tërbuar. E mori lumi (deti) *shih te* LUMË,~I. Ka marrë llasë (llastim) është llastuar, është përkëdhelur tepër. Mori malet u çmend. Me merr (me zë, me kap) malli për *dike a për diçka shih te* MALL,~I i 1. Nuk me merr malli *p ë r dike mospërf. shih te* MALL,~I i. Merre ta marrim thu-het për dike që bën një punë a vepron si t'i vijë, si të mundë. Merr mend *dik ush shih te* MEND, ~TË. Na mori mendsh *shih te* MEND,~TË. la mori mendtë (mendjen) *dikujt shih te* MEND ~TË. E marr me mend *shih te* MEND,'~TË. S'ma merr mendja edhe *poh. shih te* MENDJE,~A. Ta merr (ta pret) mendja *shih te* MENDJE,~A. E morën (e hëngrën) mësysh *dike shih te* MËSYSH. Të marrtë e mira (e mbara)! *ur.* të vaftë mirë e mbarë!, paç mba-rësi e të mira! Ka marrë musht *shih te* MTJSHT,~I. I mori nderin (erzin) *dikujt* e fyejti rëndë para të tjerëve; e turpëroi, e bëri me turp. E mori ndore *dike shih te* NDORE,~JAi. Marr nishan *shih te* NI-SHAN,~I i. Mori palcën mori të tatëpjetën, ra poshtë. Nuk e marr parasysh *dike a diçka* edhe *poh. shih te* PARASYSH. E mori (e vuri) përpara *dike shih te* PËRPARA. Merr përpjetë *dik ush shih te* PËRPJETË. Marr përsipër (një punë, një detyrë etj.) *shih te* PËRSIPËR. Marr pjesë *diku shih te* PJESË,~A. Na marrtë pleshtat (pleshtat e tartabi-qet, të këqijat)! *mospërf., thjeshtligj.* nuk ka se ç'na bën, s'pyesim për të. Merr (bën, shkon) poshtë *shih te* POSHTË. E merr prapa *dike shih te* PRAPA. E mori prapa *diçka shih te* PRAPA. E mori prapa *dike shih te* PRAPA. S'merr (s'ha) pykë (të gdhen-dur) *shih te* HA. Të merr me qafë *shih te* QAFË,~A. E mori me qafë *dike shih te* QAFË,~A. Nuk ia merr qoshen nuk është i aftë për një punë a për diçka tjetër; nuk e ha dot. Ka marrë revan *shih te*
REVAN,~I. E ka marrë rrëkeja *shih te* RRËKE,~JA. Mori rripën *shih te* RRIPË,~A. Mori rripat (skërkat) *shih te* RRIPË,~A. E ka marrë rrjedha *dike a diçka shih te* RRJEDHË,~A. Mori rrugë (udhë) *diçka shih te* RRUGË,~A. Mori rrugët (udhët) *shih te* RRUGË,~A. E mori rryma *shih te* RRYMË,~A. Mori sokakët *shih te* SOKAK,~U. Ma merr syri *diçka* e shoh që mund ta bëj, që mund t'ia dal mbanë, ma ha syri. M'i mori sytë *diçka* me bëri për vete sa nuk shoh qartë si është në të vër-tetë.

Ti merr sytë a) *diçka ( drit a, s hkë I -q i m i)* t'i vret sytë, të verbon; b) *dik us It* të mash-tron, të hedh hi syve. E mori në sy *d i ç k a* edhe *moh. shih te* SY,~RI. Mori sytë (mori sytë e iku) *shih te* SY,~RI. Mori botën (dheun) ndër sy a) iku shumë larg vendit të banimit të zakonshëm, iku në anë të anës; shkoi larg në mërgim; shkoi në shumë vende, ku nuk shkoi; b) iku nga sytë këmbët; mori arratinë. Mori të keqen (të ligën) në sy *shih te* SY,~RI. E ka marrë vdekjen ndër sy *shih te* SY,~RI. Merr shatë *toka* mund të prashitet, të punohet lehtë. E ka marrë (në) shenjë *dike a diçka shih te* SHENJË,~A. Mori sfaeshin doli haptas, e shohin të gjithë, doli she-shit. Marr (mbaj) shënim për *diçka* marr njoftim për diçka dhe i kushtoj kujdes e vëmendjc, e kam parasysh diçka për ta ndjekur c për ta zgjidhur. Marr mbi shpatulla (mbi supe, mbi vete) *diçka shih te* SHPATULL,~A. Mori shpirt u gjallërua. I mori (I nxori, i qiti) shpirtin *dikujt shih te* SHPIRT,~l. Nuk e ka marrë (s'e ka) me tapi *shih* teTAPI,~A Mori tatëpjetën (teposhtën) *shih* rcTATËPJETË,~A. Të marrin me teneqe *shih* fefcTENEQE,~JA. Mori tesqerenë *mospërf. shih* eTESIQERE,~JA. Mori tras-tën *shih* reTRASTË,~A. Merr (zë) në thua *shih te* THUA, THOI. Marr vesh a) *diçka* dëgjoj,marr njoftim për diçka; b) *nga diçka* e njoh një punë, një çështje a një fushë të dijes, e kuptoj, e di. S'merr vesh *dik ush* nuk bindet, nuk i mbushet mendja, nuk dëgjon. E mori veten a) u be me mirë, u përmi-rësua mjaft nga shëndeti; b) u përmirësua nga gjendja ekonomike, u mëkëmb. I mori ymrin *dikujt shih tek* YM'ËR,~RI. Mori zemër mori guxim, u trimërua. Mori të zezën u shkatërrua krejt, mori të tatëpjetën e ra në mjerim. Mori zjarr (hëna, horizonti) u be Sake i kuq, u skuq. Mori zjarr *( p u n a etj.)* mori vrull të madh, u ndez me vrull. E merr (e tërheq) zvarrë *diçka shih te* ZVARRË. S'e lë të marrë frymë *dike shih te* FRYMË,~A. S'ka nge të marrë frymë *shih te* FRYM|Ë,~A. Ka marrë detin me sy *d i k u s h shih te* SYr~RI. Marrsh nga ditët e mia! *ur. shih te* DITË,~A 7'. Mori dritë filmi u zbardh, u prish nga drita. I ka marrë erë barutit *shih te* BARUT,~I. Ia kishte marrë era çatinë *shih tek* ERË,~A 1. Fjalët i merr era *fj. u. shih tek* ERË,~A 1. Merr (nxirr) fare, hidh (qit) fare *shih te* FARË,~A. E mori ferra uratën *shih te* FERRË,~A. Ta merr (ta rrëmben) fjalën nga goja është shumë i zgjuar e i mprehtë. I ka marrë flokët të Writ *etnogr.* është bërë nun, është kumbar. E mori frerin nëpër këmbë *shih te* FRE,~RI. Marr frymë lirisht *shih te* FRYMË,~A. I mori fytyra zjarr *ihih te* FYTYRË,~A. Të merr gjak në vetull *shih te* GJAK,~Uj.Merr hekurat zvarrë *shih te* HE-KUR,~I. I mori horë (flake) shpirti *shih te* SHPIRT, ~I. I mori (i rrëmbeu) kafshatën nga goja *dikujt shih te* KAFSHATË,~A. E mori kalanë nga brenda *shih te* BRENDA. Të merr (të nxjerr) këpucët (opingat) nga këmbët *shih te* KËMBË,~A. E jep me dorë e merrme këmbë *shih te* DORË,~A. I mori këmbët mbi supe (he krahë) ia mbathi vrapit, iku më të katra, s'pa nga iicu. I ka marrë koka (kryet, mendja) crë *shih te* KOKË, ~A. I merr krundet për miell *shih te* MIELL,~I. Ka marrë lëng nën bisht *dikush shih te* LËNG,~U. Nuk i merr (nuk i ngre, nuk i zë) lopata (shata) ujë edhe *poh. shih te* LOPATË,~A. Ta merr lopën me gjithë viç *shih te* VIÇ,~I. Ia mori lumi të keqen *shih te* LUMË,~I. la merr macja bukën nga dora (ia ha macja bukën në dorë) *dikuj t mospërf. shih te* KlACE,~JA. Mori malin me sy *dikush shih te* ÇY,~RI. I mori mbrapsht (prapa) fjalët *shih te* MBRAPSHT. Ia ka marrë mtndtë era *dikujt shih tek* ERË,~A i. Të me marrësh opingat! *thjesht-ligj. shih tek* OPINGË,~A. E mori ora e ligë *shih tek* ORË,~A ii. Marr pe e gjilpërë *shih te* PE,~RI. Ka marrë pisha nga të dy anët (nga të dy krerët) *shih te* PISHË,~A. Ia merr pula bukën nga dora *mospërf. shih te* BUKË,~A. E morën punën me Yale *shih te* VAL'Ë,~A. Mori rrethin e daulles *iron, shih te* RRETH,~I. Mori sokakun përpjetë *shih te* SOKAK,

~U. Mori (bëri) një sy gjumë *shih te* GJUMË,~I. S'e ka marrë shpirtin me qira *shih te* QIRA,~JA. Mori udhën e ujqve *shih tek* UJK,~U i. Merr (mbush, mban) ujë me shoshë (me shportë) *shih te* SHOSHË,~A. Merr nga torba e hedh në thes *shih te* THES,~I. Mori vale puna (biseda) *shih te* VALË,~A. Nuk i merr vesh koka *shih te* VESH,~I. Nuk e merr vesh (nuk e njeh) i pari të dytin *shih te* PARË,~I (i).

MARRAK,~E *mb.* 1. I marrë, i çmendur. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

MARRAKOT *kal.,* ~A, ~UR. I marr mendtë dikujt, e trullos. *E marrakoti pija.*

MARRAKOTEM *vetv.* 1. Me merren mendtë, trullosem; eci si përgjumshëm, eci duke u lëkundur sa andej këtej si i pirë.

2. Kotem.

3. *Pës$_v$ e* MARRAKOT.

MARRAMENDJE,~A . Marramenth. *Ka ma-rramendje.*

MARRAMENTH,~I m. Turbullim që ndjen njeriu kur i merren mendtë e i duket sikur çdo gjë përreth i ivjen rrotull, marrje mendsh; trallisje. *Ka një marramenth* i merren mendtë. *E zuri (e kapij marramenthi.*

MARRAMENTHI *ndajf.* Duke u lëkundur me mendje të turbulluar a si i pirë, ashtu si një njeri që i merren mendtë; si përgjumësh. *Ecën marramenthi. U\ rrëzua (ra) marramenthi.*

MARRASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri i marrë; marroq. 12. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.

MARRE,~JA . *bised.* turp. *vjen marre. Ka marre. Është marre. E kanë për marre. E mbuloftë marrja! mallk. E bëri me marre* e turpëroi, e koriti. *ka plasur delli i marres* s'ka pike turpi; është i pacipë.

MARRË,~I (i) *m. sh.* ~Ë, ~ËT (të). I. Ai që vuan nga.çrregullime të rënda psikike, i sëmurë psi-klk; i çmendur; i shkalluar.

2. Budalla. *Ka të marrë dhe të urtë. Një i marrë hedh një gur në pus, njëqind të mençur s'e nxjerrin dot.*

*n* "•

MARRË (i,e) *mb.* I. Që vuan nga çrregullime të rënda psikike; që ka luajtur nga mendtë, i çmendur; i shkalluar. *Njeri i marrë. U be si i marrë.*

2. Që vepron pa mend në kokë, që sillet ose flet pa arsye të shëndoshë; kokëkrisur; që bën si i tërbuar. *Trim i marrë* njeri me guxim të tepruar që hidhet nc rreziqe pa menduar thellë.

3. Që është në kundërshtim të plotë me gjykimin e shëndoshë, që është krejt i pamenduar, i papeshuar ose i papërmbajtur. *Vendim i marrë. Përpjekjc e marrë. Plane të marra.*

4. Budalla. *Nuk është aq i marrë sa duket.*

5. I forte, i tërbuar (për erën etj.). *Erie marrë.*

MARRËDHËNIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *kryes, sh.* Lidhje e ndcrsjellë bashkëpunimi, ndihme e, bash-këveprimi ndërmjct dy a me shumë njerëzve, palëvc, shteteve,

organizatave etj. në një fushë të veprimtarisë politike, shoqërore, ekonomike a në punë të ndrysh-me; të dhënë e të marrë ndërmjet dy a me shumë vc-tave, palëve etj.; qendrimi që mbajnë kundrejt njëri-tjetrit. *Marrëdhënie të mira (të ngrohta, të ngushta, të këqija, të ftohta). Marrëdhënie miqësore (familjare, martesore, bashkëshortore). Marrëdhënie shtetërore (diphmatike, ekonomike, tregtare, kulturore). Marrë-dhëniet e shkollës me prindërit. Marrëdhëniet e partisë me masat. Marrëdhëniet mësues — nxënës. Marrëdhënie shoqërore* marrëdhënie që vendosen ndërmjet njerëzve në procesin e veprimtarisë së tyre të përbashkët praktike e shpirtërore. *Krijoj (lidli, vendos, pres, shkë-put) marrëdhëniet me dike.*

2. edhe *gjuh.* Lidhje e ndërsjelSë ndërmjet sendeve, dukurive ose veprimeve të ndryshme; raport. *Marrëdhënie kushtore (kohore, qëllimore). Marrëdhënie të shkakut e të pasojës.*

*-k* Jam në marrëdhënie pune jam në punë, punoj në një ndërmarrje a instituçion. Marrëdhëniet në prodhim *ek.* marrëdhëniet që vendosen ndërmjet njerëzve në procesin e prodhimit, të shpërndar-jes e të këmbimit të të mirave materiale dhe që dallo-hen para së gjithash nga lloji i pronës të mjeteve të prodhimit. Marrëdhënie socialistë në prodhim *ek.* marrëdhënie bashkëpunimi e ndihme të ndërsjella ndërmjet punonjësve të lire, kur mjetet e prodhimit janë prone shoqërore.

MARRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. Ai që merr diçka për vete ose për të tjerët; ai të cilit i drejtohet diçka e dërguar me postë a me një mënyrë tjetër; *kund.* dhënës, dorëzues; dërgues. *Marrësi i të hollave (i mallit, i let rave, i telegramit). Nënshkrimi i mar resit. Në prani të marrësit dhe të dorëzuesit. Iu dorëzua marrësit. Marrësi nuk u gjend.*

2. *tek.* Aparat ose mjet tjetër teknik që merr një forme të caktuar energjie dhe e shndërron në një forme tjetër; radiomarrëse. *Marrësi i valëve. Marrësi i energjisë elektrike. Marrësi i rrymës. Marrësi i nxeh-tësisë.*

3. *muz.* Ai që ia merr i pari një kënge, zëri i parë në këngët popullore me shumë zëra; ai që ia merr i pari valles. *Marrësi e mbajtësi. Marrësi i këngës. Marrësi i valles.*

4. *mjek.* Ai të cilit i shtien gjakun që ka dhënë një tjetër; *kund.* dhurues.

5. *etnogr.* Babai i dhëndrit, krushku (kundrejt njerëzve të nuses).MARRËS,~E *mb.* 1. Që merr; pritës; *kund.* dër-gues. *Zyra marrëse.*

2. *tek.* Që shërben për të kapur a për të marrë një forme të caktuar energjie; *kund.* dhënës. *Stacion ma-rrës. Aparat marrës. Antenë marrëse.*

MARRËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fein, e* MA-RRËS,~I i. *Marrësja e të hollave.*

MARRËVESHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Pajtim mendimesh ose pranimi i një qëndrimi të caktuar që arrihet ndërmjet dy a me shumë vetave, palëve etj. për të rregulluar një çështje, për të kryer një punë etj. *Marrëveshje e hapur (e fshehtë, e heshtur). Marrë-veshje dypalëshe (shuntëpalëshe, ndërkombëtare). Marrëveshje ekonomike (treglare, kulturore, ushtarake). Marrëveshje bashkëpimitni. Marrëveshje arntëpushinti. Përfunduan një marrëveshje. Bënë marrëveshje. Shkeli (prishi) marrëveshjen. Ra (hyri) në marrëveshje m e dike.*

*2. zyrt.* Akt juridik ku përcaktohcn detyrimet e të drejtat e dy a me shumë vetave, palëve etj., marrë-dhëniet ndërmjet tyre, si edhe kushtet e bashkëpunimit a të bashkëveprimit për të zgjidhur një çështje, për të kryer një punë etj. *Nenet (pikat) e marrëveshjes. Nënshkruan marrëveshjen.*

MARRËZf,~A . *sh. ~,* ~TË. 1. *vet. nj.* Të qenët i marrë; gjendja e një njeriu të marrë; çmenduri. *Kaloi në marrëzi. E ka nga marrëzia.*

*2.* Sjellje, veprim ose fjalë prcj të çmenduri; diçka në kundërshtim të plotë me arsyen e shëndoshë, çmenduri; budallallëk. *Flet (thotë) marrëzi. Qeshën me marrëzitë e tij. Hoqi dorë nga marrëzitë. Shikoni mos bëjë ndonjë marrëzi! Ishte një marrëzi e zakonshme.*

• E ka një damar (një dell) marrëzie (marric) *shih te* DAMAR,~I.

MARRËZISHT *ndajf.* Si i marrë, jashtë çdo mase, çmendurisht. *Veproi marrëzisht. U soil marrëzisht me t ë. E donte marrëzisht.*

MARRI,~A . *sh.* ~, ~TË. Marrëzi. *Me duket marri kjo që po bën. I hipi delli i marrisë.*

•*k* E ka një damar (një dell) marric (marrëzie) *shih te* DAMAR,~I.

MARRISHT *ndajf.* Marrëzisht; *E donte marrisht.*

MARRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MARR, MERREM. *Dhënie e marrje. Marrja e të hollave. Marrja e qytetit (e ka-lasë). Marrja e pushtetit. Marrja e gjakut. Marrja e masave.*

MARROHEM i *vetv.* Marrosem, çmendem.

MARROHEM n *vetv.* 1. Turpërohem, bëhem me marre, koritem. 2. *Pës. e* MARROJ n.

MARROJ i *kal.,* ~OVA, ~UAR. Marros, çmend.

MARROJ ii *kal.,* ~OVA, ~UAR. E turpëroj dike, e bëj me marre, e korit. *E marroi dhe e bëri horr* e shau e s'i la gjë pa thënë.

MARROQ,~E *mb. shar.* 1. Që vepron e sillet si i marrë, që nuk i ka mendtë plotësisht në rregull, i metë nga mendja; budalla, torollak.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

MARROS *kal.,* ~A, ~UR. E bëj të luajë mendsh, e shkalloj nga mendtë; c hutoj dhe i marr mendtë, e bëj si të marrë, e çmend.

MARROSEM *vetv. 1.* Luaj nga mendtë, bëhem i marrë, shkalloj, çmendem. *U marros nga dëshpërimi. Ç'bën ashtu, mos u marrose?*

2. *fig.* Bëhem si i marrë, tërbohem (nga inati etj.); luaj mendsh, çmendem. *Po marrosej nga inati. U marros nga gëzimi. V marros kur e pa.*

3. *fig.* E dua dike a diçka jashtë mase, lë mendtë pas dikujt a diçkaje; jepem tepër pas dikujt a pas diçkaje. *Marroset pas fëmijëve (pas tnuzikës, pas sportit).*

MARROSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MARROS, MARROSEM.

MARROSUR (i,e) *mb.* 1. Që vuan nga çrregullime të rënda psikike, që është marrosur, i çmendur. *Njeri i marrosur. Është gjysmë i marrosur. Bërtet (ulërin) si i marrosur.*

2. *fig.* Qe është bërë si i marrë, që është tërbuar (nga inati etj.).

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

MARRSHËM (i), ~ME *(t) mb. bised.* Që ka turp, që turpërohet shpejt, i turpshëm. *Djalë i marrshëm.*

MARRTAS *ndajf.* Me dritë të marrtë, jo qartë. *Hëna ndriçonte marrtas. Dukeshin marrtas në mugëtirë.*

MARRTË (i,e) *mb.* I dobët, i zbehtë, i paqartë (kryesisht për dritën); jo i tejdukshëm, i veshur, i turbullt (për xhamin etj.); i lëbyrtë. *Dritë e marrtë. Xham i marrtë* xham qorr, xham akull. *Pasqyrë e marrtë* pasqyrë që nuk pasqyron qartë, që duket si e veshur. *Fotografi e marrtë* fotografi e paqartë, e veshur si me mjegull.

MARRTH,~I m. *bot.* Bimë barishtore e egër, që i ngjan grurit.

MARRUK,~E *mb. shar.* Marroq.

MASAKËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Vrasje e therje e rijerëzve të pambrojtur në mase dhe në mënyrë mizore; shfarosje në masë; kasaphanë, kërdi, mizori. *Masakër e madhe (e shëmtuar). Masakrat e fashistëve. Bëri masakra.*

MASAKRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MASAKROJ, MASA-KROHEM. *Masakrimi i popullsisë së pambrojtur. Masakrimi i robërve të luftës.*

2. Masakër. *Masakrime të mëdha (të përgjakshme). Bënë masakrime.*

MASAKROHEM *vetv.* 1. *kryes. veta III sh.* Vriten e theren egërsisht njëri me tjetrin. *U gjakosën e u masakruan.*

2. *Pës. e* MASAKROJ.

MASAKROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Vras e ther mizorisht e në masë njerëzit e pambrojtur; bëj kërdinë. *Fashistët masakruan popullin. Masakruan pleq efëmijë.*

2. *fig.* E prish keq diçka, e gjymtoj keqas, e dëmtoj rëndë ngaqë nuk jam i aftë për atë punë ose me qëllim të caktuar (për një vepër letrare gjatë botimit a për-kthimit, për një pjesë muzikore gjatë ekzekutimit etj.),*E masakrol keq këngën. E masakroi tekstin. Censura i\ masakronte veprat e shkrimtarëve përparimtarë.*

MASAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Uror. *Masaii dhe eshka. E ndezi me masat.*

• Jane (shkojnë, venc) si eshka me masatin (me u-rorin) *shih tek* ESHKË,~A. Shkoi (vajti) në Berat për një rnasat bëri një udhë të gjatë për një gjë fare te vogël, u mundua shumë për hiçmosgjë.

MASAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fërkimi i pjesëve të trupit me duar a me aparate të posaçme për të nxitur qarkullimin e gjakut, për të shkrifëruar muskujt dhe për qëllime mjekimi. *Masazh i lehtë. Masazh k'ozmetik. Masazhi i fytyrës (i trupit, i muskujve). Bëj masazh.*

MA^SË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Njësi ma-tj^je (e gjatësisë, e peshës, e vëllImit etj.); diçka që përdoret si mjet për të matur gjatësinë, vëllimin, pe-shën etj.; enë (gotë, tenxhere etj.), vëllimi i së-cilës njihet dhe shërben si njësi matjeje për diçka zakonisht të lëngshme, si pluhur a kokrra-kokrra; sasia e lëndës që nxë një enë e tillë. *Masë e madhe (e vogël). Masë drithi (mielli). Masë vaji (rakie, vere). Masë njëlitër-she. Masë gjatësie. Sistemi metrik i masave. Zyra e kontrollit të peshave dhe të masave. Mori një masë sh'eqer.*

*2.* VIera e një madhësie, e shprehur në njësi ma-tëse; përmasat e diçkaje (gjatësia, gjerësia etj.), që duhen për t'i bërë një veshje, një pajisje etj. *Masa e trupit. Masa e këmbës (e këpucës). Masa e enës. I mori masën. Jane prerë me një masë.*

3. edhe *jig.* Madhësia a sasia e diçkaje; madhësi a vlerë që merret për krahasim. *Në të njëjtën (në po atë) masë. Në masë të barabartë. Nuk duhen matur më të njëjtën masë.*

*4. jig.* Kufi, cak; shkallë. *Tej (jashtë) mase* tepër, jashtë çdo kufiri. *Ndjenja e masës* njohja e një caku që! nuk duhet kaluar në veprime, në qëndrimet ndaj të tjerëve etj. *E kaloi masën* e teproi. *Në një masë të madhe. Deri në atë masë sa... Deri në një fare mase. Në masën e duhur. E di masën. Nuk ka masë. U gëzova pa masë* u gëzova shumë.

5. *let.* Numri dhe mënyra e radhitjes së rrokjeve të theksuara e të patheksuara në llojet e ndryshme të vargjeve. *Masa e vargut. Masat e një vjershe.*

*6. muz.* Ndarja e një pjese muzikore në disa pjesë të barabarta, për të formuar ritmin; takt. *Masë muzikore. Masë e thjeshtë (e përzier, e përbërë, e çrregullt). Masë teke (çifte).*

*k* Me masë a) as shumë as pak, aq sa duhet, me qokë; b) me kursim, pak nga pak. Nuk i vë masë gojës edhe *poh.* flet të lara e të palara, flet shumë e pa për-gjegjësi, nuk i vë fre gojës.

ivkASË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. 1. yeprim a mënyrë veprimi, urdhër a udhëzim i nevojshëm për t'ia arritur një qëllimi të caktuar. *Masë e rëndësishme (e shpejtë, e ngutshme, e drejtë, e rreptë). Masa konkrete (praktike, energjike, rrënjësore, përgatitore). Masa organizative. Masa lehtësuese. Masat e nevojshme. Masa mjekësore (higjitnike, parandaluese, parambroj-tëse)). Masa sigurimi. Plant i masave. Man masa.*

2. Ndëshkim, dënim që përdoret si mjet edukimi ndaj dikujt. *Masë disiplinore (ndëshkimore). Morën masë kundër tij.*

MASË,~A HI . *sh.* ~A, —AT. 1. Sasi e madhe prej një Iënde, pa forme të caktuar e vështruar si diçka me vete. *Masë e madhe. Masë plastike. Masë e zjarrtë. Masë bimore. Masë e gjelbër (e njomë). Masë dheu (rëre). Masë ajri (ajrore). Masë uji (ujore). Masë dëbore.*

2. Grumbull i madh sendesh a qeniesh të ndryshme. *Masë gurësh. Masë peshqish (shpendësh).*

3. *kryes. sh.* Grup i madh njerëzish që përbën një force të gjallë e të qëndrueshme në një vend; shtresë e gjerë shoqërore; populli punonjës. *Masat e gjera (punonjëse). Masa e punëtorëve (e fshatarëve, e grave, e rinisë, e mësuesve, e nxënësve, e sportdashësve, e dëgjuesve, e shikuesve). Organizatë masash. Këngë tnasash (për masat). Zëri i masës. Vija e masave. Vepër e masave. Kërkesat e masës (e masave). Në gjirin e masave. Në krye (në bisht) të masave. Shkrirja me masat. T'u shërbejmë masave. E bëjnë masat. për masat.*

*4. spec.* Madhësi që mat sasinë e lëndës së një trupi dhe që është një nga madhësitë themelore të meka-nikës; plogëtia e një trupi në raport me forcën që zba-tohet mbi të.

5. *filoz.* Kategori që shpreh njësinë e sasisë e të ci-Iësisë në sendet ose në dukuritë e botës reale. *Masë e re. Kategoria e masës. Prishet masa.*

*k* Në masë me shumicë. Bën masë *elektr.* bën qark të shkurtër e nxjerr shkëndija (kur takohen dy për-cjellës të zhveshur të rrymës elektrike).

MASIV,~I *m. sh.* ~-E, ~ET. 1. *gjeogr.* Grumbull malesh që shtrihen gati njësoj në gjatësi e në gjerësi dhe që perbëjnë një njësi me vete të relievit. *Masive shkëmbore. Masivi i Kurveleshit.*

*2. gjeogr.* Hapësirë e gjerë me karakteristika gjeo-grafike të njëjta: grup pyjesh me një lloj druri, toka të gjera të mbjella me po atë pemë. *Masiv gëlqeror (ranor). Masivi pyjor i Divjakës. Masive pishe (ahu). Masive vreshtash (ullinjsh, agrumesh).*
3. *gjeol.* Trevë relativisht e qëndrueshme (me moshë të vjetër) nga ana gjeologjike, rreth së cilës zhvillohen zonat e reja të rrudhosura. *Masivi qendror.*
4. *libr.* Grumbull i madh; sasi e madhe, masë e madhe prej diçkaje. *Masiv bore. Masiv gurësh.*
MASIV,~E *mb. 1.* Që përfshin shumë njerëz, që përbëhet nga një numër i madh njerëzish; që bëhet nga masat, që u përket masave, i masave të gjera punonjëse. *Lëvizje (aksione) masive. Pjesëmarrje masive. Ushtrime masive. Heroizëm masiv. Zhvillim (edukim) masiv. Shkollë masive. Art masiv. Sport masiv. Bëhet masiv.*
*2. libr.* Që ka masë të madhe; që është në përmasa të mëdha, i madh, i vëllimshëm. *Ndërtesë masive. Shkëmb (trup) masiv.*
MASIVITET,~I *m. libr.* Pjesëmarrje e gjerë e masave në një veprimtari të caktuar; të qenët masiv, karakteri masiv i diçkaje (i një veprimtarie etj.). *Masiviteti i arsimit (i cultures, i sportit, i artit, i shken-cës). Masiviteti i lëvizjes letrare. Ka masivitet.*
MASIVIZIM,~I *m. 1.* Vepnmi sipas kuptimeve të foljeve MASIVIZOJ, MASIVIZOHET. *Masivizimi i arsimit. Masivizimi i shkencës (i letërsisë, i arteve).*
2. Metodë që ka për qëllim të përhapë shkencën, artin etj. në masat e gjera punonjëse dhe t'i tërheqë këto masa në veprimtarinë për zhvillimin e gjerë tëtyre; puna që bëhet për lcëtë qëllim. *Komisioni i masi-vizimit. Plani i masivizimit.*
MASIVIZOHET *vetv.* 1. Merr karakter masiv, përhapet në masë; bëhet prone e masave të gjera pu-nonjëse.
2. *Pës. e* MASIVIZOJ.
MASIVIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I jap karakter masiv, e përhap në masë, e bëj prone të masave të gjera; tërheq masat e gjera punonjëse në një ve-primtari. *Masivizojmë shkencën (artin, letërsinë). Masivizojmë arsimin (kulturën).*
MASKARA,~AI *m. sh.* ~ENJ, ~ENJTË *shar.* 1. Njeri i poshtër, i pandershëm e i pacipë. *Maskara i ndyrë! Është maskara. E bëri maskara* e shau rëndë, e bëri për turp, e bëri për faqe të zezë.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
MASKARADË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mbrëmje dëfrimi ku pjesëmarrësit vënë maska në fytyrë dhe veshin rroba jo të zakonshme; turmë njerëzish të mas-kuar e të veshur në mënyrë qesharake. *Maskaradë e madhe. Skenë maskaradë. Kostume maskaradë. Pamë një maskaradë.*
*2. fig. libr.* Mbledhje a veprimtari tjetër trashanike që bëhet për të fshehur të vërtetën a për ta paraqitur diçka ndryshe nga ç'është, veprim mashtrues që duket sheshit, mashtrim qesharak.
MASKARALLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET
*bised.* 1. Të qenët maskara; veprim e sjellje prej maskarai; punë e poshtër dhe e ndyrë. *Maskarallëk i madh. Ç'është ky maskarallëk! Kishte bërë një mijë e një maskarallëqe. Merrej me maskarallëqe.*
2. *kryes. sh.* Fjalë të ndyra, fjalë të liga. *Nxori nga goja gjithfarë maskarallëqesh.*
MASKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope kartoni, pëlhure, lëkure etj., e prerë në trajta e pcrmasa të ndryshme, e vizatuar ose e përkulur në trajtën e një fytyre njeriu a të turirit të ndonjë kafshe, që e vë di-kush në fytyrë për të mos u njohur nga të tjerët. *Maskë njeriu. Maskë luani (tigri, maçoku). Maskë karna-valesh. Maskë teatri (cirku). Ballo me maska. Vuri (hoqi) maskën.*
*2.* Mbulesë prej Iëndësh të posaçme, që vihet në fytyrë zakonisht për t'u mbrojtur nga ndonjë rrezik, nga ndonjë dëmtim etj. *Maskë mbrojtëse. Maskë nënujëse. Maskë garze (cohe, gome, xhami, teli, me-tali). Maskë kirurgu. Maskë saldimi. Maskë skerme. Maskë kundër bletëve. Maskë kundërgaz. usht. Punon me maskë.*
3. Trajtë fytyre prej allçie a prej lënde plastike, që nxirret si kopje e fytyrës së dikujt (zakonisht e një të vdekuri). *Maska e Bethovenit. Maska e të vdekurit.*
*4. fig.* Pamje e jashtme e shtirë, pamje mashtruese; dukje që fsheh një ndjenjë, një gjendje a thelbin e vërtetë të diçkaje; mbulesë. *Maskë miqësie. Maska e virtytit. Vuri maskën e demokratit (e internaciona-listit). la grisi (ia çori, ia hoqi) maskën dikujt a diçkaje* i zbuloi fytyrën e vërtetë dikujt a diçkaje, e nxori në shesh, e demaskoi. *Hoqi (flaku) maskën* doli me fytyrën e vërtetë, e zbuloi plotësisht veten se kush ishte. *ra maska* i doli fytyra e vërtetë, u zbulua plotësisht kush ishte, u demaskua.
MASKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MASKOJ, MASKOHEM. *Mas-*
*kim i plotë. Maskimi i fytyrës (i trupit). Maskimi i vendit (i objekteve, i automjeteve, i trupave). Maskimi i krimit. Maskimi me frazeologji revolucionare. Kostume maskimi.*
2. *usht.* Tërësia e mjeteve dhe e mënyrave që për-doren për të maskuar trupat, armët, objektet ushtarake etj. që të mos i dallojë armiku. *Përdor maskimin. Prish (heq) maskimin.*
MASKOHEM *vetv.* 1. Vë maskë në fytyrë (kur luaj në teatër, kur marr pjesë në një maskaradë etj.); ndërroj veshjen, vë mjekër a mustaqe të rretne etj-që të mos njihem.
2. Fshihem duke u mbuluar me degë etj. që të mos dukem ose të mos zbulohem nga të tjerët. *U maskuan me degë dushku.*
3. *fig.* Fsheh fytyrën e vërtetë ose qëllimet e vërteta, shtirem. *Nuk dinte të maskohej.*
4. *Pës. e* MASKOJ.
MASKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. I vë maskë dikujt; i ndërroj veshjen, i vë mjekër a mu,staqe të rreme etj. që të mos njihet.
2. *usht.* E fsheh dike a diçka duke e mbuluar me degë etj. që të mos duket ose të mos zbulohet nga të tjerët; *kund.* demaskoj. *Maskoj trupat (artilerinë, lëvizjet)*.
3. *fig.* E fsheh një veprim, një pikëpamje, një ndjenjë, një qëllim etj. që të mos zbulohet a të kuptohet nga të tjerët; fsheh.
MASKUAR (i,e) *mb. I.* Që ka vën; maskë ne fytyrë; që ka ndërruar veshjen, ka vënë mjekër a mustaqe të rreme etj. për të mos u njohur. *Me fytyrë të maskuar. Vjedhës i maskuar.*
2. *usht.* Që është fshehur duke u mbuluar me degë etj. për të mos u diktuar a për të mos u zbuluar nga armiku. *Report i maskuar. Automjete të maskuara. Pozicion i maskuar. Rojë e maskuar.*
3. *fig.* Që e fsheh fytyrën e tij të vërtetë, që shtiret si dikush tjetër; i fshehtë. *Armik (agjent) i maskuar. Në mënyrë të maskuar.*

MASON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ithtar i masonerisë; anëtar i organizatës së masonerisë.
MASONERI,~A Rrymë e lëvizje fetare e po-litike me rite mistike, që lindi në Evropë në she-kullin XVIII në gjirin e aristokracisë e të borgjezisë së madhe dhe që u bënte thirrje njerëzve gjoja të për-sosnin vetveten e të bashkoheshin si vëllezër, por që në të vërtetë u shndërrua në një organizatë ndërkombëtare reaksionare në shërbim të kapitalizmit.
MASTAP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Stap, shkop i gjatë. *U be sa një mastap. 2. fig.* Stërhell. *Ç'është gjithë ai mastap!*
MASTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dërrasë e gjatë që përdoret nga muratorët për të sheshuar suvanë ose për të parë rrafshimin e llaçit në mur etj.; përdah. *E rrafshoi llaçin me mastar.*
MASTlKË,~A . *krahin.* 1. Uzo.
2. edhe *sh.* ~A, ~AT. Çamçakëz. *Përtypte mastikë.*
MASUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gjep për të mbështjellë në të fijet; gjepi së bashku me fijet që vendoset në një makinë endëse. *Masur kartoni (druri).Eeparti i masurëve. Prodhimi i masurëve. Filli mblidhet në masur.*
*2.* Misërishte, koçan misri.
MASHALLA,~JA i.. *sh.* ~, ~TË *vjet.* Mo-rjedhë ari ose argjendi që u vinin fëmijëve të vegjël në ballë gjoja për t'i mbrojtur nga syri i keq (sipas besëtytnive). *Kujtonin se i mbronin fëmijët me mashalla e\ hudhra.*
MASHALLA,~JA n . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Kuti teneqeje me hi e me vajguri, që përdorej për ndriçim; pishë a urë e madhe e ndezur. *Ndiznin mashallanë. Rrugët ndriçoheshin me mashalla.*
MASHALLA *pasth. bised.* 1. Thuhet kur shpre-him admirim e kënaqësi për një fëmijë të shëndoshë ose në përgjithësi për dike a për diçka të bukur, të mirë e të forte dhe duam që të mos merret me sysh (sipas besëtytnive). *Mashalla, çfarë djali (çfarë vajze) ! Mashalla, sa e bukur! Mashalla, sa qenkan rritur! Mashalla,sa shumë kokrra paska bërë molla! Nuk tha as “mashalla”.*
2. *përd. ndajf.* Shumë mirë; shumë. *Me shëndet ishte mashalla. Hëngri (fjeti) mashalla.*
•*k për* mashalla përdoret zakonisht pas një foljeje për të shprehur një shkallë të lartë cilësie ose veprimi.
MASHAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mashë e gjatë, me një rreth të gjerë në majë, më të cilin marrim prushin.
MASHBIGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mashë me dy maja të kthyera.
MASHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Përdorëse he-kuri, zakonisht me dy krahë të gjatë e me maja të kthyera, që përdoret për të kapur thëngjij të ndezur oSe për të përpushur zjarrin. *E kap (e zë) me mashë. Ë tra'zoi zjarrin me mashë. E qëlloi me mashë. E përdor në vend të mashes. Mashë prej druri s'bëhet. fj. u.*
*2. fig. zakon. keq.* Njeri që përdoret nga dikush si vegël për një qëllim të caktuar, vegël. *Nuk bëhet masha e\ të tjerëve. Ishte (u be) masha e pushtuesve. I rrinte rijashë dikujt* ishte gati t'i shërbente si vegël. *Kur ka mashën, pse të djegë dorën? fj. u. \-k* Mish në mashë *shih te* MISH,~I. Duhet kapur me mashë e duhct flakur thuhet për diçka të keqe a të dçmshme, që s'e durojmë dot e që duam ta largojmë sa me pare.
MASHËN,~NA . *sh.* ~NA, ~NAT. 1. Stan bagëtish të imëta. *Mashna e dhenve.*
*2.* Kasolle ku ruhet ushqimi dimëror për bagëtitë (bar, kashtë, jonxhë etj.), kashtore. *Mashnat e koo-perativës. Bari ruhet në mashën.*
3. Kasolle barinjsh në vërri.
MASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kapëse flokësh, karficë. *Mashka e flokëve.*
MASHKULL,~I ;. *sh.* MESHKUJ, MESHKUJT. 1. Njeri me veti anatomike e fiziologjike të tilla që e bëjnë të aftë për të pllenuar femrën dhe që ka tipare të dallueshme prej saj; burrë a djalë; *kund.* femër. *Meshkujt e shtëpisë (e fshatit). Fytyrë (tipare, zë) mashkulli. Ushtrime për meshkuj. Skuadra e meshkuj-ve. Lindi mashkull.*
*2.* Kafshë me veti e tipare anatomike e fiziologjike të tilla, që e bëjnë të aftë për pllenim; *kund.* femër. *Mashkulli i breshkës. Mashkulli i bletës* mashkull ori.
3. *bot.* Kërcelli I një bime (kryesisht i qepës) që mban farat dhe që është zakonisht i forte, rabush. *Mashkulli i qepës. Mashkulli i misrit* kërcelli i misrit pa kalli.
4. *tek.* Pjesa e dale e një mjeti, e një mekanizmi ose e diçkaje tjetër, e cila hyn e mbërthehet në pjesën tjetër; *kund.* femër. *Mashkull e femër* një lloj mbër-thecke. *Mashkulli i qerres (i karrocës)* shtizë.
5. *krahin.* Çanak prej druri.
6. *përd. mb.* I gjinisë mashkullore, mashkullor. *Fëmijë mashkull. Qefull mashkull. Miser mashkull.*
7. *përd. mb. fig.* Që hyn në diçka tjetër për t'u mbërthyer etj. *Kopsë (sustë) mashkull. Çelës mashkull.*
MASHKULLI,~A . 1. Të qenët mashkull, vetia e mashkullit. *Burrë pa mashkulli* burrë që s'i ka vetitë e mashkullit.
2. *përmb.* Tërësia e meshkuj ve, djemtë dhe burrat; *kund.* grari. *Erdhi gjithë mashkullia.*
MASHKULLON *jokal., ~OI,* ~CAR. Pjell meshkuj (për bagëtitë); *kund.* femëron. *Lopa mashkulloi sivjet.*
MASHKULLOR,~I i m. *sh.* ~Ë, ~ËT, Mashkulli i bletës.
MASHKULLOR,~I u *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Sher-mend i hardhisë që nuk lidh kokrra.
MASHKULLOR,~E *mb.* 1. Që i përket mashkullit a seksit të meshkujve, i mashkullit a i meshkujve; që përbëhet nga meshkuj; *kund.* femëror. *Popullsia mashkullore. Seksi mashkullor. Organet mashkullore. anat.*
*2.* Që është vetëm për meshkuj; *kund.* femëror.
3. Që është veçori e seksit mashkullor, që ka ti-paret e cilësitë e një mashkulli, i tillë si prej mashkulli. *Zë mashkullor. Fytyrë mashkullore. Grua tepër mashkullore.*
4. *bot.* Që ka vetëm thekë (për lulet). *Lule mashkullore.*
5. *biol.* Që nuk pjell ose nuk lind, shterpë (për femrat e frymorëve); që nuk lidh kokrra (për bimët ose pemët). *Dhi (lopë, dele) mashkullore. Grua mashkullore.*
6. Që nuk prodhon (për token). *Tokë mashkullore.*
7. *gjuh.* Që i përket gjinisë mashkullore. *Emër mashkullor.*
8. *let.* Që e ka theksin në rrokjen e fundit. *Varg mashkullor. Rime mashkullore.*
•*k* Vajzë mashkullore *krahin.* vajzë që është rritur midis shumë vëllezërvc dhe që sillet si djalë. G j i n i a mashkullore *gjuh.* tategori leksiko-gramatikore e emrave dhe e disa përemrave, të cilët shënojnë një frymor mashkullor ose një send që nga ana gramatikore merret si mashkull; kategori gramatikore c mbiemrave dhe e disa fjalëve të tjera që lidhen me emra a me për-emra të tillë dhe që përkojnë me ta.

MASHKULLORE,~JA . 1. *gjuh.* Gjinia mashkullore; *kund.* femcrore.
2. Grua që nuk lind fëmijë ose që ka tiparet e një burri dhe sillet si burrë.
MASHNOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bari që shtegton me bagëti nëpër bjeshkë nga fillimi i pranverës deri në vjeshtë, bari shtegtar.MASHTËR,~RA . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. Enë c thellë prej druri si kupë; pjatë c thellë prej druri. *Hanin në mashlër.*
2. Masë drithi që nxë njëzet kilogramë.
MASHTRAPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Enë me një vesh, zakonisht prej metali, që përdoret për të pirë ujë, qumësht etj. *Mashtrapë teneqeje (alumini, druri). Piu një mashtrapë ujë (qumësht, dhallë).*
MASHTRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vcprimi sipas kuptimeve lë foljcvc MASHTROJ, MASHTRO-HEM. *Mashtrim në peshë (në matje).*
*2.* Dredhi, zotimc a premtimc të rremc, lajka e mënyra të tjera që përdor dikush për t'ia hedhur një tjctri ose për të nxjerrë ndonjë përfitim vetjak; gë-njeshtër. *Mashtrim i madh. Politika e mashtrinteve. Përdor mashtrime.*
MASHTROHEM. *Pës. e* MASHTROJ. *Nuk mash-troliet lehtë.*
MASHTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E gënjej me qëllim dike, duke përdorur dredhi, lajka, premtime të rreme etj.; i”bëj hile dikujt në një Iojë. *E mashtroi keqas. Mashtronte blerësit. Mashtroi një vajzë. E mashtroi kundërshtarin.*
MASHTRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është mashtruar nga dikush; i gënjyer.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *U sqaruan të mashtruarit.*
MASHTRUES,~I TO. *sh.* ~, ~IT. Ai që mashtron të tjerët; gënjeshtar. *Mashtrues i regjur.*
MASHTRUES,~E *mb.* Që mashtron të tjerët ose që e ka zakon të mashtrojë; që bëhet për të mashtruar dike; që është karakteristik për mashtrucsit, prej mashtrucsi. *Veprimtari (sjellje, fjalë, politikë) mashtruese. Plan mashtrues. Veprim (qëndrim) mashtrues.*
MASHURKA,~T. *vet. sh.* Fasule të njoma, bish-taja. *Gjellë me mashurka.*
MAT (MAS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Përcaktoj me anë të një masc madhësinë, vëllimin, përmasat etj. të diçkaje; i marr dikujt masën e trupit, të këmbës etj. *Mat rrugën (token, arën, dhomën). Mat thellësinë c ujit. I mat këmbën. Mat punën (vëllimin e punës). Mat kohën. Mat tensionin (pulsin). Mat me meter (me hapa, me pëllëmbë, me sy). Mat mirë.*
*2. fig.* E vlerësoj diçka a dike sipas një kriteri të caktuar, duke e krahasuar me diçka tjetër, duke gjy-kuar për të etj. *Mat forcat e mia me atë të shokëve. I mat njerëzit sipas punës që bëjnë. Mat vlerën e dikujt. Mat aftësitë e dikujt. Mat gjendjen. Mat përfundimet. E mati me sy d i k ë* e shikoi me kujdes të madh që nga koka deri te këmbët për ta vlerësuar a për të zbuluar diçka.
3. *fig.* E mendoj mirë diçka para se ta them ose para sc ta bëj, peshoj. *mat mirë fjalët.*
• Mat armët *me dike shih tek* ARM'Ë,~A. I mat çapin *dikujt* i vete pas, c ndjek. Mat forcat *me dike shih te* FORCË,~A. E mat (e shctit) me pëllëmbë *shih te* PËLLËMBË,~A. Mat rrugët *shih te* RRUGË,~A. E mat detin me filxhan *shih te* FILXHAN,~I. E mat me kutin e vet *shih te* KUT,~I. S'e mat (f jalcn) në terczi edhe *poh. shih tek* TEREZI, ~A. Mat tri (shtatë, dhjetë) here e pre një here! . *u.*
mendohu shumë mirë para se të bësh një punë a veprim.
MAT,~I i *m.* 1. Buzë deti; brcg lumi. 2. Ranishtë.
MAT,~I ii *m. shah.* Gjendje e lojës kur mbreti i kërcënuar me shah nuk mund të mbrohet ose nuk ka asnjë vend të lire për të lëvizur. *Mat i bukur (i pashmangshëm). Shall mat! Mbreti është mat! Ebëri (e zuri) mat.*
*k* E zuri (c bëri) mat *dike* e zuri ngushtë, e bëri që të mos ketë asnjë mundësi shpëtimi, e mbërtheu me shpatulla në mur, e mundi.
MATANË.1. *ndajf.* Në anën tjetër të diçkaje, përtej diçkaje. *Në dhomën matanë. Doli mat anë. E hodhi mat anë.*
II. *parafj.* Përtej. *Matanë lumit (malit, detit, ku-firit).*
MATANSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është në anën tjetër, që ndodhet në anën e përtejme; i anës tjetër, i përtejshëm. *Banorët e matanshëm. Në bregun e matanshëm të lumit.*
MATARA,~JA . ii. ~, ~TË. 1. Enë e madhe prej teneqeje, me grykë të gjerë e me kapak, që përdoret zakonisht për të mbajtur qumësht. *Matara gesëlitërshe (dhjetëlitërshe). Matara me qumësht (me dhallë). Matara me vajguri.*
*2.* Pagur. *Vari mataranë në sup. Pine me matara.*
MATARIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MATAROJ, MATAROHET. *Matarimi i shtëpisë. Matarimi i punëve.*
MATAROHET.*Pës. e* MATAROJ.
MATAROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Rregulloj një punë a diçka tjetër, mbarcshtoj, qeveris (zakonisht për punët e shtëpisë); e kryej në rregull, e mbaroj një punë. *mataroi punët. I mataroi fëmijët* i rregulloi, u dha të hanë e të pine dhe i vuri në gjumë.
MATEM *vetv.* 1. Mat gjatësinë c trupit tim me meter a me diçka tjetër; mat gjatësinë c trupit tim me atë të dikujt tjetër duke qëndruar pranë tij. *Ma-tëm e peshohem. U matën bashkë.*
*2. fig.* Ndeshem a mundem me dike për të provuar kush është me i forte a me i zoti; hahem me një tjetër e përpiqem ta përballoj a t'ia kaloj; ndeshem në luftë me një armik. *U matën në shah. Matet edhe me më të mirët. S'matet dot me atë* nuk e pcrballon dot atë, nuk ia del dot atij (se është me i forte, me i zoti etj.). *Me armiqtë jemi matur e do të matemi gjithmonë.*
3. Bëhem gati të veproj ose të them diçka, po për-mbahem a ngurroj; kam ndërmend të bëj diçka, mendoj, gatitem; i kërcënohem dikujt (me fjalë, me grushte etj.); bëhem gati t'i bie dikujt; bëj sikur do t'i bie. *Matem t'iflas (t'i shkruaj). U mat disa here, por nuk u nis. Mateshin t'i shkonin në shtëpi. lu mat t'i binte (ta qëllonte). Iu mat me pëllëmbë. Me mirë t'i biesh se t'i matesh. fj. u. Po matet të bjerë shi. pavet.*
4. Mendohem mirë para se të marr një vendim, para se të bëj një veprim ose para se të them një fjalë, i peshoj mirë fjalët a veprimet; kam kujdes. *Matu mirë kur ftetl Matu dhjetë here e vepro një here! fj. u.*
*5. Pës. e* MAT.
Matu në derc! *mospirf. shih te* DERË,~A.Matet me hijen (me diellin) e mëngjesit (e mbrëmjes) *keq. shih te* MËNGJES,~I. Matu me hijen tënde! *shih te* HIJE,~A. Matet me hijen e ?et *shih te* HIJE,
I A

MATEM,~I *m. fet;* Agjërimi i bektashinjve që zgjat dhjetë ditë (në vendet ku vepron bektashizmi). *Ditën e dhjetë çelej matemi.*

MATEMATIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë a që lidhet me matematikën; që i përket matematikës, i mate-ma tikes. *Shkencat matematike. Njohuri matematike. Veprime matematike. Analizë matematike. Pike matematike* pike që nuk ka përmasa.

2. Që shprehet me anë të matematikës, që mbësh^ tetet në matematike; i përpiktë, i qartë etj. si në ma^ tematikë. *Metodë matematike. Pohim matemaiik. Të menduarit matematik. Me siguri matematike* me siguri të plotë. *Me përpikëri matematike* me përpikëri shumë të madhe.

Horizon! matematik *aslr.* vija e ndër-prerjes së sferës qiellore në rrafshin e horizontit.

MATEMATIKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist rr}e arsim të lartë në fushën e matematikës. *Matema-tikan i shquar (i zoti). Matematikanët e Qendrës llo-garitëse.*

MATEMATIKË,~A . 1. Shkenca që studion madhësitë, raportet sasiore dhe format hapësinore (a;ritmetika, algjebra, gjeometria etj.). *Matematika e;thjeshtë (e lartë). Matematika e zbatuar (teorike).*

12. Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme tëj kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Mësuesi i matematikës. Programi i matematikës. Katedra e matematikës. Dha matematikën. Bleu "Matematikën".*

MATEMATIKISHT *ndajf.* Në mënyrë matemati-kore, sipas rregullave e metodave të matematikës; me përpikëri e me qartësi të madhe, në mënyrë shumë të! sigurt si në matematike.

MATEMATIKOR,~E *mh.* Matematik. *Metodë mdtematikore. Veprim matematikor.*

MATERIAL,~l *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Çdo send qëj përdoret si lëndë e parë për të prodhuar a për të ndërtuar diçka ose si mjet për qëllime të caktuara; stof, pëlhurë. *Material i butë (i ashpër, i forte, i qën-driteshëm, i mirë). Materiale elektrike. Material drusor (sintetik). Material ndihmës. Material ndërtimi. Grum-bullim i mater ialeve. Rezistenca e materialeve. Hyrje (dalje) e materialit.*

2. Të dhëna, fakte, burime, dokumente etj. që shër-bejnë si mbështetje për të hartuar një vepër shkencore, letfare etj. ose që merren si dëshmi për të vërtetuar dic;-ka; letërsi që shërben për studime ose për qëllime të ndryshme. *Material! faktik (teorik). Material gjuhësor. Material jctësor. Material propagandistik. Studiojmë materialet e Kongresit VII të PPSh.*

MATERIAL,~E *mb.* 1. *filoz.* Që i përket realitetit objektiv, që ekziston jashtë ndërgjegjes sone e pa-varësisht prej saj. *Bata materiale.*

*2.* Që mlind të kapet me anë të shqisave, lëndor. *GjUha është veshja materiale e mendimit.*

*I.* Që shërben për të plotësuar nevojat për jetesë
(si lushqimet, veshmbathjet e mjetet e tjera për të je-
tuar); që ka të bëjë me sendet, vlerat, paratë etj.,
(ë cilat i duhen njeriut a shoqërisë, që prodhohet e
përdoret në jetëne përditshme; që ka të bëjë me një lëndë të caktuar, e cila nevojitet për diçka. *Të mira materiale. Mirëqinie (gjendje) materiale. Ndihmë (përkrahje) materiale. Baza materiale. Burimet (mun-dësitë, kushtet) materiale. Vlera materiale. ek. In-teres material. Vështirësi materiale. Dëm material. Humbje materiale. Përgjegjësi materiale.*

4. Që nevojitet realisht a konkretisht psr të kryer një punë a veprimtari. *Kohë materiale. Force materiale* force reale, konkrete.

KuItura materiale tërësia e mjeteve, e orendive dhe e të mirave të tjera të krijuara nga shoqëria në një periudhë historike të caktuar. Pike materiale (lëndore) *mek. shih te* LËNDOR, ~E. Prove materiale (lëndore) *drejt. shih te* LËNDOR,~-E.

MATERIALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ithtar i filozofisë materialiste, pasues i materializmit. *Materialist dialektik. Materialist metafizik. Materialistët e shekullit XVII e XVIII. Pikëpamjet e materialistëve.*

*2. bised., keq.* Ai që punon, vepron e gjykon duke u nisur gjithnjë a kryesisht nga përfitimi material.

MATERIALIST,~E *mb. filoz.* Që ka të bëjë me materializmin, që përputhet me parimet e materializmit, që mbështetet në materializëm, qs përshkohet nga materiaiizmi; që përkrah dhe mbron parimet e materializmit; që mban qëndrim prej materialisti; *kund.* idealist. *Botëkuptim (koncept) materialist. Fi-lozofia materialiste. Shkencë materialiste. Metodë materialiste. Shpjegim (kuptim) materialist. Dialektika materialiste. Dijetar materialist. Në mënyrë materialiste.*

MATERIALfSHT *ndajf.* Nga ana materiale, eko-nomikisht; nga pikëpamja materiale. *E përkrah (e ndihmon) materialisht. Përgjigjem materialisht.*

MATERIALIZËM,~MI *m. filoz.* Botëkuptim fi-Iozofik shkencor[1] që, në kundërxhtim me idealizmin, pranon se materia është parësore, kurse ndërgjegjja është dytësore, se bota objektive ka karakter material dhe ekziston jashtë ndërgjegjes së njeriut dhe pava-rësisht prej saj; *kund.* idealizëm. *Materiaiizmi dialektik* forma më e lartë e materializmit, filozofia e marksi-zëm-leninizmit, që bazohet në kuptimin materialist të botës objektive dhe në metodën dialektike të njoh-jes së saj. *Materiaiizmi historik* pjesë përbërëse e filozofisë marksiste-leniniste, shkenca mbi ligjet e përgjithshme të zhvillimit të shoqërisë njerëzore, zbatimi i materializmit dialektik në studimin e his-torisë së shoqërisë e të dukurive të jetës së shoqërisë. *Materiaiizmi vulgar* rrymë filozofike e mesit të shek. XIX, e cila njihte si realitet të vetëm materien, por i thjeshtëzonte parimet themelore të materializmit, duke pohuar se gjoja truri e nxjerr mendimin ashtu siç nxjerr mëlçia e zezë vrerin, nuk e njihte dialektikën, mohonte rolin aktiv të ndërgjegjes dhe i zbatonte ligjet e natyrës drejtpërdrejt e njësoj edhe në studimin e shoqërisë. *Materiaiizmi mekanik* një nga drejtimet e fllozofisë materialiste paramarksiste që mbiçmonte lëvizjen mekanike dhe përpiqej t'i shpje-gonte të gjitha dukuritë e natyrës e të shoqërisë me ligjet e mekanikës.

MATERIALIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MATERIALIZOJ, MA-TERIALIZOHET. *Materializimi i mendimeve (i ideve). Materializimi i vendimeve të KQ të PPSh.*

MATERIALIZOHET *vetv. t.* Bëhet diçka ma-teriale a lëndore, merr t raj ten e një sendi konkret, kthehet në diçka që kapet nga shqisat; lëndëzohet. *Materializohet vija e Partisë. Teoria materializohet në praktikë. Vlera e ores së punës materializohet në prodhim.*

*2. Pës. e* MATERIALIZOJ.

MATERIALIZOJ *kai.,* ~OVA, ~UAR. E bëj

diçka materiale a lëndore, i jap trajtën e një sendi konkret, të diçkaje që kapet nga shqisat; e kthej nga diçka abstrakte në konkrete; e lëndëzoj.

MATERIE,~A . 1. *filoz.* Kategori filozofike që shërben për të treguar realitetin objektiv, i cili ekziston jashtë ndërgjegjes së njeriut e payarësisht prej saj dhe pasqyrohet në të. *Materia dhe ndërgjegjja. Format e ekzistencës së materies.*

2. Lëndë. *Materia e gaztë (e ngurtë, e lëngët). Ma-terie inorganike (organike). Materie e gjallë.*

MATERNITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shtëpia e lindjes. *U shtrua (liiuli) në maternitet.*

MATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që mat vëllimin e një pune, madhësinë ose përmasat e diçkaje; ai që mat arat a një sipërfaqe toke. *Mates tokash (rrugësh).*

*2.* Enë që dihet sa nxë dhe që përdoret për të mat LIT sasinë ose vëllimin e diçkaje (kryesisht të lëngjeve); masë. *Mates vaji (vajguri). Mates rakie (vere). Mates qumështi. Mates mielli (misri).*

3. Çdo vegël a mjet që përdoret për të matur diçka; njehsor. *Mates i përpiktë. Mates elektrik. Mates i ujit (i karburantit, i energjisë elektrike). Matësi i nxehtësisë* termometri. *Matësi i gazit* gazmatës. *Matësi i presionit* barometri. *Matësi i reshjeve.*

4. Tregues i diçkaje, diçka që shërben si masë vle-rësimi. *Mates i aartë. Mates cilësor.*

MATËS,~E *mb.* Që mat, që përdoret për të matur diçka, *Vegël matëse. Mjet (aparat) mates. Njësi ma-tëse. Enë matëse.*

MATINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shtagë.

MATJAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Mati ose ai që e ka prejardhjen nga Mati.

MATJAN,~E *mb.* Që lidhet me Matin ose me matjanët, që është karakteristik për Matin ose ma-tjanët, i Matit ose i matjanëve; që është krijuar nga matjanët. *Vullnetarët matjanë. Voile (këngë) mat jane. Veshje majane.*

MATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve MAT, MATEM. *Matje e përpiktë (e gabuar). Matja e tokave. Matja e gjatësisë (e këndit). Matja e reshjeve. Matja e pulsit (e tensionit, e temperatures). Matja e punës (e normës). Aparate (vegla) për matje. Mjetet e matjes. Njësi matjeje. Bëj matjen.*

MATKAP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Turjelë dore me dorezë të kthyer e me shumë dredha, që përdoret për të hapur vrima në dru ose në metal. *Matkapi i argjen-darit (i orëndreqësit). Doreza e matkapit.*

MATKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ama e bletës, mbretëresha, parëza. *Matkë e re (e vjetër).*

2. Pule deti që ka çelur zogj; pule e mad he. *Matka e ka mishin të forte.*

3. Pata më e madhe, që u prin të tjerave. *Në ballë ecën matka.*

4. Kthinë e madhe që shërben si dhomë zjarri (krye-
sisht në shtëpitë fshatare). *Matka e shtëpisë. Grate mblidheshin në matkë.*

5. *fig. bised.* Grua me përvojë që ka përgjegjësinë kryesore në punët e shtëpisë, amvisë e mirë që qeveris shtëpinë.

MATKËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. *l.Zvog.* e MATKË,
~A.

2. *etnogr.* Familje e madhe patriarkale në Myzeqe, që përbëhej nga pleqtë dhe nga bijtë e martuar, të cilët banonin në kasolle të veçanta rreth kasolles së pleqve. *Matkëza myzeqare.*

MATORIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Grope që hapet zakonisht nëpër kopshte për të mbledhur ujë për ujitje; grope me ujë. *U mbush matoriku.*

MATRAHUL,~E *mb. bised.* I metë nga mendja, torollak; teveqel.

MATRAPAZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised., keq.* 1. Tregtar i vogël pa dyqan që blen mallra të ndryshmc dhe i sbet me çmim më të lartë për të nxjerrc fitime duke mashtruar të tjerët. *Matrapaz lëkurësh. Ra në duart (në thonjtë) e matrapazëve. E bleu nga një ma trapaz.*

*2. fig.* Njcri pa pa rime që bën gjithfarë pazarllëqcsh e allishverishesh për t'ia arritur një qëllimi të caktuar. *Matrapaz politik. Punë (sjellje) prej matrapazi.*

MATRAPAZLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET
*bised., keq.* Puna e matrapazit; veprim e sjellje prej matrapazi; të qenët matrapaz. *Matrapazllëk i ndyrë (i poshtër). Bënte matrap azllëqe. Merrej me matrapaz lie qe.*

MATRIARKAT,~I *m. hist.* Forme e hershme e shoqërisë njerëzore (në periudhën e komunës primitive), ku rolin drejtues në gjithë jetën ekonomikc, shoqërore e familjare e luante gruaja dhe ku grupet gjinore krijoheshin sipas lidhjeve të afrisë në vijën e grave. *Epoka e matriarkatit. Matriarkati u zëven-dësua nga patriarkati.*

MATRICË,~A . *sh.* ~A, ~AT *spec.* Kallëp prej metali për derdhjen e shkronjave, për shtypjen e monedhave, të medaljeve, të vulave etj. *Matricë çeliku (zinku). Matricë shtypshkronje. Matrica e monedhës.*

MATRIKULL,~LLI m., sh. ~J, ~JT. 1. *kryes. vjet.* Regjistër me numër rendor të veçantë, që përmban emrat e njerëzve që bëjnë pjesë në një grup a kolektiv të caktuar; regjistri që përmban emrat e kafshëve (me shenjat e tyre të posaçme) të një ferme blegtorale etj.; regjistri i armëve ose i armatimeve të një reparti ushtarak; zyra ku mbahet ky regjistër dhe ku bëhet regjistrimi. *Oficeri (nëpunësi) i matrikullit. Zyra e matrikullit. U regjistrua në matrikull.*

*2.* Numri përkatës i një ushtari a i armës në regjistër, numri përkatës i një kafshe në regjistrin e veçantë të fermës; pllakë e posaçme me këtë numër. *Matrikulli ushtarak (i ushtarit, i konviktorit). Matrikulli i mushkës* f i *lopës). Matrikulli i armës (i pushkës, i automatikut, i topit). Numri i matrikullit. Medalja (pllaka) e matrikullit.*

MATSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të matet. *Sasi (madhësi) e matshme.*

MATUF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Plak që ka hum-bur kujtesën dhe shkathtësins e të menduarit, plakijrrëgjuar nga mehdtë; njeri trutharë. *Qe bërë si matuf. 2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Plak matuf. Plakë matufe.*

MATUFLLËK,~U *m. bised.* Të qenët matuf, gjendja e atij që është bërë matuf.

MATUFOS *kal.,* ~A, ~UR. E bëj dike matuf. e! bëj që të matufoset; ia marr mendtë me gjithfarë dokrrash, e trullos. *Feja i malufos njerëzil.*

MATUFOSEM *vetv.* 1. Bëhem matuf a si matuf. *Është matufosur nga pleqëria.* 2. *Pës. e* MATUFOS.

MATUFOSJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MATUFOS, MATUFOSEM.

MATUFOSUR (i,e) *Mb.* Që është bërë matuf.

MATUR,~A (e) . *gjell.* Ëmbëlsirë e përgatitur me miell, sheqer, gjalpë ose vaj dhe me ujë në të njëjtën masë, që, pasi zihet, shtrohet në tepsi dhe piqet në furrë a në saç.
MATUR (i,e) *mb.* 1. Që i është përcaktuar madhësia, vellimi etj., që është matur. *Tokë e matur. Punë e matur.*
2. Që mendohet mirë para se të bëjë një punë a veprim ose para se të thotë diçka, që i peshon mirë veprimet a fjalët; i kujdesshëm; i urtë. *Njeri i matur.*
3. Që është menduar e peshuar mirë që me pare, që është bërë me mend; që është karakteristik për një rijeri të pjekur e të kujdesshëm, që shpreh maturi. *Gjykim (vendim, veprim, hap) i matur. Qëndrim i matur. Sjellje e matur. Politikë e matur.*
MATURANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Nxënës i vitit të fundit të shkollës së mesme; ai që ka mbaruar më-simet në një shkollë të mesme. *Maturantët e gjimnazit. Është maturant. Jemi maturantët e parë të këscj shkotle.*
MATURANTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MATURANT,~I.
MATURË,~A . *sh.* ~A, —AT. 1. *vet. nj.* Pro-vimet përfundimtare që jep nxënësi, kur mbaron një shkollë të mesme; periudha e fundit të vitit shkollor kur nxënësi jep këto provime; pjekuri. *Provimet e\ matures. Dha (mori) maturën. Mbaroi (fitoi) ma-turën.*
2. *përmb.* edhe *sh.* ~A, ~AT *bised.* Tërësia c nxënësve të klasës së fundit të një shkollë të mesme. *Matura it nis për në aksion.*
MATURl,~A . Të qenët i matur, vetia e atij që është i matur; pjekuri. *Mungesë maturie. Kërkohet (duhet) maturi. Me maturi* në mënyrë të matur.
MATUSHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Co-pëtoj, grimcoj.
MAUNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Barkë e madhe me fund të sheshtë, që shërben për të mbartur mallra nëpër lumenj ose në portet detare, kur vapori ndalet larg bregut, dhe që tërhiqet nga një anije ose lundron me motorin e saj. *Maunë e vjetër (e re, e madhe). Maunë zbarkimi.*
MAUTHI,~A . *mil.* Figure e përrallave popullore shqiptare, që përfytyrohej si një vajzë e bukur, e veshur në ar dhe qe mbante një kësulë të stolisur me gurë të çmuar.
MAUZER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pushkë e gjatë me pesë fishekë. *Mauzer me dylbi. Gjuajti me mauzer. Hodhi mauzerin në krah e doli në mat.*
*2.* Pistoletë me pesë ose me dhjetë fishekë.
MAUZOLE,~U *m. sh.* ~, ~TË *arkit.* Ndërtesë që ngrihet si përmendore mbi varrin e një njeriu të shquar ose mbi varret e një grupi dëshmorësh të rënë për mbrojtjen e Atdheut etj. *Mauzoleu i Leninit. Mauzoleu i dëshmorëve.*
MAVI *mb. bised.* 1. I kaltër, blu e mbyllur. *Shirit mavi. Pëlhurë mavi. Iu be syri (krahu, fytyra, plaga) mavi.*
2. *si em.* ~, ~A . Ngjyra mavi. *Mavi e hapur.*
•*k* Iu be gjaku mavi u tremb, u frikësua shumë. U be mavi në fytyrë u nxi nga inati etj.
MAVIJOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* E bëj mavi, e kaltëroj. *Të ftohtët ia mavijosi duart e fytyrën. Ia mavijosi njërin sy.*
MAVIJOSEM *vetv. bised.* Bëhem mavi, kaltërohem; nxihem. *U mavijos qielli. U mavijos në fytyrë. Iu ma-vijos buza (plaga). Trupi mavijoset kur ngrin.*
MAVIJOSUR (i,e) *mb.* Që është bërë mavi, që është mavijosur. *Me buzë të mavijosura. Me trup të mavijosur. Sytë i kishte të mavijosur.*
MAXHALLËK,~U *m. sh.* ~E, ~ET. Pajandër.
MAZATAR,~E *mb.* Që nuk i është hequr ajka a yndyra, që nuk është rrahur, që e ka gjalpin brenda (për qumështin). *Qumësht mazatar.*
MAZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa më e yndyr-shme e qumështit, ajkë qumështi. *Maza e qumështit. Vuri (zuri) maze. I marr (i heq) mazën.*
*2.* Lloj djathi i butë e shumë i yndyrshëm, që bëhet me qumësht të parrahur.
3. Cipë e nolle që mbështjell diçka; shtrak. *Maza e vesë. Maza e qepës* vemesa. *Maza e arrës* cipa e hollë që mbështjell thelpinjtë e arrës. *kaitë zënë sytë maze.*
4. *gjell.* Gatesë e përgatitur me miell misri të sku-qur në gjalpë e me ujë të vale, së cilës i shtihet edhe djathë ose mjaltë.
MAZGALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vrimë ose e çarë në mur, në dërrasat e derës a të tavanit etj.; vrimë a plasë në një enë, vendi i shpuar i një ene. *Maz-gallat e çatisë. Hyn (fryn) era nëpër mazgalla.*
*2.* Frëngji.
3. Kamare në mur anës vatrës ku vihen xhezveja, filxhanët e kafesë etj.; zgavër në trungun e një druri a në një shkëmb.
MAZI,~A. Tokë e punuar dhe e bërë gati për t'u mbjellë, ugar.
MAZI,~U *m. sh.* ~, ~TË. Gogël e vogël që bëhet në degët a në gjethet e lisit e që përmban një lëng, të cilin grate e përdorin për të nxirë flokët e vetullat; lëngu ngjyrues që nxirret nga gogla të tilla. *Lyejnë flokët (vetullat) me mazi.*
MAZIT (MAZES) *kal,* ~A, ~UR. I marr mazën, i heq ajkën qumështit. *Mazit qumështin.*
MAZITET. *Pës. e* MAZIT.
MAZITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipaskuptimeve të foljeve MAZ1T, MAZITET. *Mazitja e qumështit.*
MAZITUR (i,e) *mb.* Që i është hequr ajka; që është rrahur e i është marrë një pjesë e yndyrës (për qu-mështin); që është bërë me qumësht të tillë. *Qumësht i mazitur. Djathë i matitur.*
MAZORE *mb. f.* 1. Që e ka qumështin të trashë (për lopët, delet e dhitë në muajt e parë pas pjelljes). *Lopë (dele) mazore.*
*2. Përd. cm. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MAZURKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Valle po-pullore polake, që kërcehet në tri kohë; muzika e kësaj valleje.
2. *muz.* Pjesë e vogël muzikore, që ka ritmin e kësaj valleje. *Mazurkat e Shopenit.*
MAZUT,~I *in.* Lëng i trashë veshtullor, me ngjyrë të errët a të zezë; që nxirret nga kullimi i naftës dhe përdoret kryesisht si lëndë djegëse. *Nxjerrja e mazutit. Motor me inazut. Punon me ntazut.*
MAZHË *mb.* Që e ka kokën të zezë në kafc a në të kuqe. *Dele mazhë.*
MBAHEM *veiv.* 1. Qëndroj në një gjendje të cak-tuar pasi jam kapur pas dikujt a pas diçkaje që të mos bie; qëndroj diku pa u rrëzuar; mbështetem.diku që të mos bie. *Mbahej me shkop.. Mbahej me duar (me këmbë). Mbahej pas krahut të nënës... Mbahej pas parmakëve. Mbalui pas meje. Mbahej në degën e një peme. Ecte pa u mbajlur gjëkundi. Mbahej mirë në kale.*
*2. fig.* Jetoj, qëndroj e veproj duke u kapur pas diçkaje, duke u përpjekur të përfitoj nga diçka a dikush. *Mbahet pas nleritave të kahtara. Mbahet pas lidhjevc e krushqive. Mbahet pas fijes së kashtës (pas fiokëve të vet).*

3. *vet. veta III.* Qëndron, nuk këputet, nak thyhet, nuk bie etj.; *fig.* nuk është prishur ose zhdukur plo-tësisht, qëndron, rron. *Këpucët (rrobat) mbahen ende. E vjetra kërkon të mbahet me çdo mënyrë.*
*4.* Jam në gjendje të qëndroj, i bëj ballë një peshe, lodhjes etj.; jam mirë me shëndet, nuk me ka mposh-tur sëmundja a pleqëria; kam ende forca për të jetuar, për të punuar a për të luftuar, qëndroj, nuk dorë-zohem; kam ende mjete a mundësi ekonomike etj. për të jetuar ose për të kryer një veprimtari. *Plaku mbahet mjaft mirë. Batalioni u mbajt deri sa i erdliën përforcimet. Mezi mbahej me këmbë. S'i mbaheshin këmbët nga lodhja. A mbahesh?* si jc, si shkon? (për-shëndetje).
5. *fig.* Qëndroj i forte e i patundur moralisht, nuk zmbrapsem para asnjë pengese a vcshtirësic, nuk me mposhtin dot hallet a fatkeqësitë. *Mbahu, mos e lësho veten! U mbajt si trime. Mbahet mirë.*
6. Përmbahem; e mbaj veten. *Nuk mbahet nga gë-2imi. S'u mbajt pa ia thënë të gjitha.*
7. Tregoj kujdes për veten time; ushqehem, vishem c mbathem mirë; bëj jetë të mir6 e të rregullt. *Mbahet mirë. Mbahet paster.*
8. Jetoj, rroj (edhe *fig.). Njerëzit mbahen me bukë. Bagëtitë mbalten me bar e me kashtë. Nuk mbahet shtëpia me mieU hua. fj. u.*
9. *fig.* Ëquaj a e vlerësoj veten, e heq veten, e pan-deh, sillem në një mënyrë të caktuar; mburrem. *Mbahet si i mengur (si budalla). Mbahet si shkrimtar. Mba-
hej për trim. Mbahet më të madh (rëndë). Mbahet se i di të gjitha. Mbahet si mik i shtëpisë. Si shumë na mbahet!*
10. *libr. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* I qëndroj besnik diçkaje a dikujt, nuk i kapërcej caqet e diçkaje, nuk lëviz; i përmbahem. *mbahet pike për pike tekstit. U mbaliet rregullave e udhëzimeve. I mbahem mendimit të pare.*
11. *vet. veta HI (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me pengohet, me zihet, nuk shkon, nuk lëviz a nuk rrjedh lirisht. *mbahet goja. Me mbahet fryma. I mbahej ujët e hollë.*
12. *fig. bised.* Lidhem me dike, mbaj anën e tij. *Me cilën anë mbahet? Me kë mbahesh ti?*
13. *vet. veta III.* Zhvillon punimet, bëhet. *Kongresi VII i PPSh ii mbajt në Tiranë me 1976. V mbajt një mbledhje e jashtëzakonshms.*
14. *Pës. e* MBAJ.
Nuk i mbahet gjaku *shih te* GJAK,~Ui. Mbahet gjallë (në këmbë) rron ende, është, jeton. Nuk mbahet mend qysh kur ka kaluar një kohë e gjatë qysh atëherë; nuk dihet se kur ka ndodhur. Mbahet (varet) nënjë (|ime *shih te* QIME,~JA.
MBAJ *kal.,* ~TA, ~TUR. 1. E shtrëngoj diçka a dike me dorë ose me anën e një sendi dhe nuk e lë të bjerë, të shkasë, të lëvizë, të ikë etj. *E mban drejt timonin. Mbaj hekurin e skuqur me mashë. E mbante me dhëmbë. Mbaj fëmijën për dore (për krahu). E mbante fort e nuk e lëshonte. I mbaj pall ton (çadrën) dik itj t. Në njërën dorë mbajmë kazmën, në tjetrën pushkën.*
*1.* Qëndroj duke pasur mbi vete diçka a dike ose e çoj këtë vetë a me një mjet nga një vend në një tjetër; mbart. *E mbajti mbi kurriz (në qafë, në krahë). Mbanin një ms bucela. E mbajti me karrocë (me ka-mion). Nuk e mban dot vetëm.*
3. E kam ose e marr diçka a dike me vete, s'e ndaj nga vetja për një kohë të gjatë; kam; vesh a mbath, përdor si pjesë të veshmbathjes sime, ngjesh pas trupit. *Mbante shkop (bastun). Letërnjoftimin e mbajmë me vete. S'mban gjë nëpër xhepa. Mbante armë. Mban syze. S'mban unaza. Mbanin xhoke me kinda. Mban këpucë me qafa. Mban çorape leshi. Nuk mban kapelë. Mban brez. Mbante rroba pune. Mban mus-taqe. E mbaj për (si) kujtim. E mbante djalin gjithnjë pas. I mbajtsh ms shëndet! ur.*
*4. fig.* Kam një emër a mbiemër, një titull, një dekoratë etj. *Mban mbienuin e mëparshëm (e burrit). Brigada mban emrin e Iteroit. Mban disa urdhra. e medalje (dekorata). E mbajtshi me nder! ur.*
5. Ndal në vend dike a diçka, nuk e lë të lëvizë, të ecë a të veprojë më tej, e pengoj të rrjedhë etj.; ndal, ndaloj; pengoj, vonoj. *Shoferi e mbajti makinën te sheshi. Mbaje kalin (qenin) ! Me mbajti pak në rrugë. E mbajti me fjalë. E mbajti në këmbë. E mbajtën me zor. E mbajtën për darkë. S'e mbajti njeri, vetë qëndroi. Nuk po ju mbaj me gjatë. E mbajti vrapin në oborr. Mbaj këmbët (hapin)* ndalcm. *Mbaj frymën* ndal fry-mëmarrjen. *Mbaje dorën!* mos qëllo!
6. E përmbaj diçka e nuk e lë të shfaqet a të shpër-thejë; ndrydh në veten time (një ndjenjë etj.); e fsheh diçka, nuk e tregoj, nuk e shfaq. *Mbaj teshtimën. Mezi i mbajti lotët. E mbajti të qeshurën (gazin). E mbajti zemërimin. Mbaj gjakftohtësinë. E mbaj nëzemër (në shpirt). Ë mban përbrenda. E mbaj të fshehtë. S'mban gjë ai.*
7. *vet: veto III.* I lidh e i rrit kokrrat derisa piqen, nuk i bien kokrrat (për një pemë); e rrit pjellën deri sa iind, nuk e dështon (për kafshët). *Kjo mollë nuk i\ mban kokrrat. Nuk e mbajti lopa viçin, e dështoi.*
8. Marr, pranoj diçka nga dikush. *Nuk ia mbajti dhuratat (peshqeshin). Mbajti për vete vetëm gjysmat, t\ë tjerat ua dha shokëve.*
9. E ndal dike, nuk e lë të kthehet në vendin a në familjen e vet, nuk e lë të ikë; e detyroj dike të qëndrojë në një vend a në një gjendje të caktuar; e ndal diçka. nuk e jap, nuk ia kthej diçka të zotit. *mbajtën p'eng dy fëmijë. E mbajtën tre muaj në spital. E mbajtën pesë vjet në burg. I mbajti dy lekë me shumë. S'më mbajti asgjë. S'të mban gjë* çfarë ka e jep.
10. E bëj të qëndrojë diçka në një gjendje a në një drejtim që i kam dhënë *(edhe fig.). E mban trupin (shta-tin) drejt. E mbante kokën përpjetë. I mbajnë krahët hapur (shtrirë, varur). I mban sytë poshtë (ulur). E mbante gojën mbyllur (kyçur). I mban dritaret hapur. I mbajmë gjithnjë lart flamujt e revolucionit.*
j 11. *zakon. vet a III.* Është mbështetje për diçka, shërben që diçka të qëndrojë në një gjendje të caktuar, të mos rrëzohet, të mos çahet etj.; i qëndron një force, një peshe, një goditjeje etj., e përballon; nuk thyhet a nuk këputet; është i forte a i qëndrueshëm, është në gjendje të mirë (edhe *fig.). Çatinë e mbajnë trarët. Urën e mbajnë këmbëzat (qemeret). Peshën kryesore të ndërtesës e mbajnë shtyllat. Frontin e mbajtën pesë divizione. Nuk e mbanin këmbët (gjunjët). Si e mban gjithë atë peshë! Ky litar (pe, tel, tra) nuk mban. Kjo fuçi nuk mban ujë (nuk e mban ujin).*
12. *fig.* I siguroj jetesën dikujt, e ushqej dhe e rrit më të ardhurat e mia, kujdesem për dike; ushqej. *Mban pleqtë (fëmijët', shtëpinë). I mbante me bukë. E\ mbajti gjallë. E*

*mban në pëllëmbë të dorës (me të gjitha të mirat). E mban babai. I mban i biri (e bija). Na mban puna (toka). E mban shteti. E mbajnë me bursë.*
13. E ruaj ose e lë diçka për një fare kohe në një gjendje të caktuar; e trajtoj dike në një mënyrë të caktuar ose e lë në një gjendje të caktuar. *E mban të ngrohtë gjellën. Kjo sobë e mban nxehtësinë. Kjo tokë nuk e mban ujin (lagështirën). I mban mirë rrobat. E mban pastër shtëpinë. I mban keq fletoret. I mbante mirë (keq) fëmijët. E mbante me hater.*
14. E fut diçka në një vend a në një lëndë të caktuar dhe e lë atje për disa kohë, e vë diku përkohësisht. *E\mbajnë mishin në frigorifer. E mbaj birrën në akiill. E mbajmë djathin në shëllirë. E mbante koburen në -xh"ep (nën jastëk). E mban në dollap (në shishe). I mban paratë në arkën e kursimit. Mbaj mënjanë. E mbante fshehur (në shtëpi).*
15. Rrit kafshë a shpendë; kam mbjellë pemë, bimë etj. e kujdesem për to. *Mban pula (rosa, derra,*
*lepuj). Mban bletë. Mban mollë (rrush, fiq, kumbulla). E mban për damaz.*
16. *bised.* edhe *vjet.* Zotëroj diçka që e përdor për tregti ose për një veprimtari tjetër; vë në shitje a në qarkullim, shes. *Mbante një hotel (një han, një pijftore). Mbante një dyqan. Mbante një gazetë. Mban verë të mirë. Nuk mbajnë pije alkoolike. Kjo librari mban edhe sende shkollore.*
17. E ngarkoj dike të kryejë një punë a detyrë të caktuar në një ndërmarrje a institucion; *vjet.* e marr
ose e pranoj dike në shtëpi a në punë për një shërbim a qëllim të caktuar, kam. *E mbajtën si normist (si llogaritar). Mbante qiraxhinj në shtëpi. Mbanin shër-bëtorë thyzmeqarë, shegertë, kopile). Mbanin qehallarë..*
18. Bëj gati diçka për një punë, e shtrij, e hap etj. *Mbaje thesin, të të hedh miellin! Mbaje shishen, të të hedh verënf Mbanin çarçafin për të shkundur manat.*
19. E lë dike të vijojë punën ose të kryejë një detyrë të caktuar, nuk e largoj, nuk e heq. *Disa vetë i mbajtën në laboratorin qendror. Pjesën më të madhe të punëtorëve e mbajtën në perimore, të tjerët i dërguan në pemishte.*
20. *fig.* E quaj, e vlerësoj, e çmoj dike a diçka për një tipar a cilësi të caktuar;e kujtoj për të tillë, e pan-deh. *E mbante për të mençur (për budalla). E mbanin*
*për trim (për frikacak). E mbanin për nxënësin më të zgjuar. E mbajnë për mjekun më të aftë. E mban veten (si) të ditur. E mbajnë veten farefis (të afërt) me të. E mbajnë si romanin më të mirë të kohës sonë. për kë me mban ti mua? E mbanim për të mirë, po doli i keq.*
21. Zbatoj disa rregulla të caktuara në mënyrën e jetesës, në punë etj., bëj siç kërkohet; i vë vetes kufi në të ngrënë e në të pirë sipas disa kërkesave e porosive. *mban të gjitha rregullat. Mbaj porositë (këshillat) e dikujt. Mbanpehriz(dietë). S'mbante të kremte. STmbajnë me as kreshmë, as ramazan.*
22. *fig.* I qëndroj besnik fjalës që kam dhënë ose zotimit që kam marrë. *E mbaj fjalën (zotimin). E mbajti besën si burrat.*
23. edhe *jokal.* Eci ose shkoj në një drejtim të caktuar, i bie; nisem. *Mbaj krahun (nga e djathta). Mbaj drejtimin. Ia mbajtën drejt (djathtas, majtas, nga lindja, ngajugu). Mbaja bregut e bregut! Ia mbajti për në Durrës. Ia mbajti më të katra. Nga po ia mban? Nuk dine nga t'ia mbajnë.*
24. Përqendroj sytë, mendjen etj. në një drejtim ose në një vend. *Vështrimin e ntbantf nga rruga (nga dera). Aty e mbante mendjen.*
25. Lexoj një leksion, një raport etj.; flas për diçka. *Mban leksione në fakultet. Mbajti raportin. Mbajti një ligjëratë (një fjalim, një kumtesë, një bisedë).*
26. Bëj, organizoj një mbledhje etj.; zhvilloj. *Mbajtën një mbledhje (një konferencë, një kongres).*
27. Shkruaj diçka; kam e përdor diçka për një punë. *Mbaj protokollin. Mbaj shënime. Mbaj ditar. Mbajnë dosje të veçanta për çdo çështje.*
28. Zë (radhën), rri (në radhë); edhe^?. zë një vend të caktuar (në një radhë, në një renditje a në një shka-Hëzim). *Mbaj radhën. Mban vendin e pare. Mban rolin kryesor.*
29. edhe *fig.* Kam; ruaj. *Secili mban vendin e tij. Mbajnë marrëdhënie të mira. Mbaj lidhje të rregullta me dike. E mbajnë miqësinë. Mbaj qetësi. Mbaj rregullin. Mbaj një minute heshtje (zi). Mban qëndrim të mirë. Mban përgjegjësi.*
30. *bised.* Qëlloj dike a diçka me armë ose me një send tjetër; shënoj me arms përpara se të qëlloj, marr nishan. *Ia mbajti me pushkë (me dyfek). Ia mbajti me pëllëmbë. Ia mbajti në kokë (në lule të ballit). Mbaja pak me poshtë (me lart)!*
31. Duroj. *Nuk e mban rakinë. Nuk mban shaka. Si e mban atë turp? Mban shumë ai.*
32. edhe *fig.* Kam një erë të caktuar, me vjen era; bie erë, kundërmon. *Mban erë myk. Mban erë tëmirë (të kcqej. Mban erë vajguri. I mban erë goja. Mban erë formalizëm (burokratizëm)* ka formalizëm (burokratizëm).
33. *bised.* Kërkoj një shumë të caktuar për diçka që dua ta shes, shes. *Sa e mbante? E mbante lire (shlrenjtë).*
34. *vet. veta III.* Të bën të jesh i ngopur e i aftë për punë për një kohë të gjatë. *Mishi të mban. Kosi (gjiza) nuk të mban shumë.*
35. *jokal. vet. veta III.* Zgjat në kohë, vazhdon (një punë, një udhëtim, një dukuri etj.); rron, qën-dron (për veshmbathjet, orenditë etj.). *Sa mbajti mbledhja? Shfaqja nuk mbajti shumë. Mbajti deri vonë. Rruga mbajti dy ore. Shiu mbajti gjithë ditën. Dasma mbante një javë. Mbajnë shumë këto këpucë. Mbajnë edhe ca kohë.*
36. *vet. veta III bised.* Nxë, merr. *Shishja mban një liter. Ena s'mbante shumë.*
37. *muz.* Shoqëroj me zë të dytë ose me iso, ia kthej; shoqëroj dike që hedh valle. *Njëri ia merr e tjetri ia mban. Ia mbante vallen.*
38. E bëj dike të presë a të durojë (me premtime, me shpresa etj.) sa për të fituar kohë; *vet. veta III* ka ende, nuk e ka lënë (shpresa etj.). *E mbajti me shpresa (me fjalë, me gënjeshtra). E mbajti me kurajë. E mban shpresa* ka ende shpresë, shpreson.
39. *pavet. bised.* Bën (për kohën, zakonisht kur bën kohë e mirë a e përshtatshme për punët bujqësore). *Mbajti mirë (butë) koha. Nuk ka mbajtur këtë javë (këtë vit). Ka mbajtur dimër (behar) sivjet.*
•*k* Nuk ia mban *thjeshtligj.* nuk ka guxim për të bërë diçka a për t'i dale zot një pune; ka frikë. E mbaj afër *dike shih tek* AFËR 6. I mban anën *di-kujt shih tek* ANË,~A 1,7. Ia mban avaz *shih tek* AVAZ,~I. Mban një avaz (i bie nj6 [po atij] avazi) *keq. shih tek* AVAZ,~I. I mban avazin (i shkort pas avazit, i vete pas avazit) *shih tek* AVAZ,~I. I mban bishtin (i shkon pas bishtit) *shih te* BISHT,~I.

Mbajti (mblodhi) çaklat *shih te* ÇAKËL,~LA. Mban dizgji-nët mban drejtimin si duhet, mban frenat në dorë. Mbaj dorën e përdor diçka me kursim, nuk harxhoj shumë. Ia mbaj dorën *dikujt* kujdesem për të me shumë se për të tjerët. Mban një drugë përsërit gjith-monë të njëjtën gjë, mban të njëjtin avaz. S'më mban dheu *shih te* DHE,~U. Ma mbajti dhëmbi *shih te* DHËMB,~I. I mbaj erë *diçkaje* i marr erë, e nuhat. Mban flamurin a) është në krye, qëndron në radhë të pare, qëndron në ballë, kryeson; b) edhe *keg.* është me nam. Mban frerin drejton, udhëheq; sundon. E mban në fre *dike shih te* FRE,~RI 1. E mbajti (e la) frymën *diku shih te* FRYMË,~A. Mezi mbanin frymën ishin shumë të varfër, rronin si mos me keq. Mbaj gojën! mos fol me! (për dike që është duke përdorur fjalë të rënda a të ndyra). E mban në gojë *dike a diçka* e kujton vazhdi-misht, e përmend gjithnjë. E mban (e merr, e heq) nëpër gojë *dike a diçka shih te* GOJ,Ë,~A. E mban (e ka) në grusht *shih te* GRUSHT,~I. Mbaj gjallë *diçka shih te* GJALLË. Mban inat *me dike shih tek* INAT,~I 2. I mbaj inatin *shih tek* INAT, ~ I $_2$. I mban ison (i bën ison) *dikujt keq. shih tek* ISO, ~JA. I mban zërin *dikujt shih te* ZË,~RI. S'i ka mbajtur kandilin (bishtukun, pishën) *dikujt thjeshtligj. shih te* KANDIL,~I. S'e mban (s'e ngre, s'e çon, s'e heq) kandari *shih te* KANDAR,~I. E mbaj me këmbë *diçka shih te* KËMBË,~A. I mban kon-ferencë *dikujt iron,* i flet dikujt gjatë për një çësh-tje a për t'i mbushur mendjen për diçka. Mbajti (mori) krahun *e dikujt shih te* KRAH,~U. Nuk ia mban kurrizi (shpina) edhe *poh.* nuk është punë për mun-dësitë a aftësitë e tij, nuk është në gjendje ta përba-llojc, nuk mund ta bëjë. C'mban lëkura e tij! *shih te* LËKUR,Ë,~A. Mbaj mend edhe *molt, shih te* MEND, ~TË. Mbaj mendjen! eja në vete! E mbaj në mend e ngul në kokë që të mos e harroj; e shtie në kokë. Mbaj parasysh *diçka* e kam në mendje, nuk e harroj; e kam parasysh. E mban përbrenda *diçka shih te* PËRBRENDA 3. Mban sehir bën sehir. I mbaj (i kam) sytë *te dik us h a te diçka shih te* SY,~RI. I mbaj sytë hapur *shih te* HAPUR. Mbaj (marr) shënim për *diçka shih te* MARR. Mbaje me shëndet *iron, shih te* SHËN-DET,~I. E mban në shenjë *dike shih te* SHENJË, ~A. Sa për të mbajtur shpirtin (frymën) sa për të je-tuar, sa për të mos vdekur urie, shumë pak (për ush-qime). Nuk e mban toka *diçka* nuk durohet, nuk mund të pranohet kurrsesi (për një veprim të ulët, për një sjellje shumë të keqe etj.). Nuk e mban toka (vendi) *dike* është shumë i shqetësuar ose i gëzuar, sa që nuk i rrihet në një vend. Mbaj mbi trup *shih tek* TRUP,~I. Mbaj udhën! shiko punën tënde, mos fut hundët në punët e të tjerëve! Mbaj vendin! *keq.* mos fol, mos ndërhy, mëshoji vendit! E mbaj në vend *shih te* VEND,~I j. E mbaj (e mbërthej, e gozhdoj) në vend *shih te* VEND,~I. Mbaj vesh dëgjoj, për-gjoj se çfarë thotë dikush. I mbaj vesh *dikujt a diçkaje shih te* VESH,~I. E mban veten a) mbahet mirë; vishet e mbathet mirë; b) është i matur dhe i kujdesshëm në marrëdhënie më të tjerët, është i përmbajtur; c) është kryelartë, nuk e lë veten ta marrin të tjerët nëpër këmbë. Nuk ia mbante xhepi nuk kishte para, nuk i dilte hesapi për me tepër, s'e përballonte dot atë shpenzim. Nuk ia mban zava nuk është i zoti, nuk është në gjendje ta kryejë një punë etj. Mban zi është në zi për vdekjen e një njeriu të afërt a të dashur. S'ka nga ia mban s'di si t'ia bëjë që të shpëtojë nga një hall i madh etj.; s'di a s'ka ç'të bëjë. Mbaj ballin lart *shih te* BALL Ë,~I. Mbaj barkun (brinjët, ijet) me dorë *shih te* BARK,~U. Mban barkun me dorë *shih te* BARK,~U. S'i mban barku gjë (nuk mban gjë në bark) *shih te* BARK,~U. E mbaj-me barutin thatë *shih te* THATË. E mban bishtin cakërr *keq. shih te* CAKËRR. Mban bishtin përpjetë *shih te* PËRPJETË. E mban derën hapur (çelur) *shih te* HAPUR. S'i mban goja arra *dikujt shih te* GOJË, ~A. S'mban gjë në trup *shih tek* TRUP,~I. E mban nën hijen e tij *dike shih te* HIJE,~A. E mban (e ka) hundën lart (përpjetë) *iron, shih te* HUNDË,~A. E mban hundën në qiell *shih te* QIELL,~I. Ma mban kokën mënjanë *shih te* KOKË,~A. Ku ta mbaj unë eknnu mban ti tjetër gjë bëj a them unë, tjetër gjë bën a thua ti. Rri e mban murin *shih te* MUR,~I. Nuk mban me pluhur në vesh *shih te* PLUHUR,~I. Nuk mban pluhur mbi vete *shih te* PLUHUR,~I. S'e mban (s'e duron) as qielli, as dheu (as toka) *shih te* QIELL,~I. E mbante qefinin me vete *shih te* QEFIN, ~I. I mban sytë dollap *shih te* DOLLAP,~I. I mbaj sytë hapur *shih te* HAPUR. I mbaj (i bëj) sytë katër *shih te* KATËR. I mbanin (i ngrinin) sytë nga qielli *shih te* QIELL,~I. Mbaj syrin në shtjekëz *shih te* SHTJEKËZ,~A. E mban sahatin në ujë *dikush shih tek* UJË,~l. Shtëpinë shite, shokun mbaje! *fj. u. shih te* SHES. Nuk mban me ujë orizi (pilafi, kosi, vera) *shih tek* UJË,~I. Mban (mbush, merr) ujëme shoshë (me shportë) *shih te* SHOSHË,~A. Mban (mbart) verë e pi ujë *shih te* VERË,~A n. la mbajti l(u nis) va pa va *shih te* VA,~U. E mban (e vari, e vuri, e ka) vath në vesh *diçka shih te* VESH,~I. I mbaj vcshët hapur (hapët) *shih te* HAPUR. I mban veshët kapëz *shih te* KAPËZ,~A. I mban veshët përpjetë (ngritur) *shih te* PËRPJETË. I mfcan (i ngre) veshët pipëz *shih te* PIPËZ,~A. Mban vezë në tundës *shih te* VEZË,~A. Mbaje (ruaje) zogun sa e ke-në dorë! . *u. shih te* ZOG,~U.

MBAJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka diçka, zotërues. *Mbajtësi i armës. Mbajtësi i një urdhri (i një dekorate). Mbajtësi i parave.*

2. Ai që rrit e ushqen dike më të ardhurat e vela. *Mbajtësi i familjes.*

3. Ai që ka për detyrë të mbaje a të ruajë diçka. *Mbajtësi i regjislrit (i evidencave, i llogarisë). Mbajtësi i rregullit (i qetësisë). Mbajtësi i çelësave. Mbajtësi i jlamurit.*

*4. muz.* Ai që ia mban këngës, zëri i dytë në këngët popullore me shumë zëra. *Marrësi dhe mbajtësi.*

*5.* Shkop, dërrasë, hu etj., që shërben për të mbajtur diçka që të mos bjerë. *Mbajtës i drunjtë (i metaltë). Mbajtësit e murit (e degëve të mollës).*

6. Mbartës. *Mbajtës i parazilëve. Mbajtës i një idcologjie të huaj.*

MBAJTËS,~E *mb.* Që shërben për të mbajtur a për të përforcuar diçka; përforcues. *Mur mbajtës. Digë mbajtëse. Dru mbajtës.*

MBAJTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Mjet a send i posaçëm, që shërben për të ruajtur a për të mbajtur diçka. *Mbajtëse druri (xuiikthi, teneqeje, plastmase). Mbajtëse armësh (fishekësh). Mbajtëse veglash. Mbajtëse sheqeri. Mbajtëse kripe. Mbajtëse vaji (uthulle). Mbajtëse buke. Mbajtëse pjatash (lu-gësh, thikash). Mbajtëse dosjesh (aktesh). Mbajtëse lapsash. Mbajtëse dylbish. Mbajtëse lulesh.*

*2.* Furkë për të mbajtur degët e pemëve, furkaçe. *vuri një mbajtëse hardhisë.*

MBAJTJE,~A . *sh.* ~-E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBAJ, MBAHEM. *Mbajtja e mbledhjes (e*

*konferencës, e koiigresit). Mbajtja e llogarisë (e procesverbalit). Mbajtja e armëve. Mbajtja e ligjëratave (e leksioneve). Mbajtja e frymës. Mbajtja e lidhjeve.*

MBAJTUR (i,e) *mb.* 1. Që është rritur e është ush-qyer mirë, që është mbajtur mirë; që e ka shtatin mjaft të forte për moshën që ka, është fare mirë me shëndet e duket i ri. *Burrë i mbajtur. Është i mbajtur.*

2. Që është veshur a është përdorur me pare, që nuk është i ri (për rroba etj.); i përdorur. *Rroba (kë-pucë) të mbajtura. Pallto e mbajtur.*

3. *bised.* Jo i rrëmbyer, i përmbajtur. *Njeri i mbajtur.*

4. *si em.* ~, ~I (i) *m. sh.* ~,,"~IT (të). Ulok.

MBAJTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të mbahet me luftë, i mbrojtshëm. *Pozicion i mbajtshëm.*

MBALLESË,~A. *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Kullotë. *Mballesë e mirë.*

MBALLIM,~I *m. krahin.* Udhë e shkelur nga ba-gëtia kur shkon në kullotë.

MBAIXOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Çoj bagëtinë në kullotë.

MBALLOMATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Këpucar që vetëm arnon e ndreq këpucë të vjetra, arnues kcpucësh.

MBALLOM'Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Arnë (zakonisht në këpucë). *Këpucë me mballoma. I vuri një mballomë.*

*2. fig. keq.* Diçka që përdoret për të mbuluar një të metë a një zbrazëti në punë, diçka që shërben për të rregulluar një punë sa për të kaluar radhën, në mënyra gjysmake e të përkohshme; arnë. *Punë ms mballoma. E ndreqën (e rregulluan) me ca mballoma.*

MBALLOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Arnoj këpucë etj., i vë një mballomë. *Mballosi kёpttëët (opingat).-Mballosi dyshemenë.*

*2. fig. keq.* Mbuloj ose fsheh me marifet një të metë në punë, arnoj.

3. *fig. keq.* la hedh pa të drejtë dikujt, ia ngjesh, ia lë në derë. *Ia mballosi atij tjetrit fajin.*

MBALLOSET *bised. Pës. e* MBALLOS.

MBALLOSUR (i,e) *mb. bised.* I arnuar (për këpucë etj.), i zënë a i ndrequr, me mballoma. *Këpucë lë inballosura. Enë e mballosur.*

MBANË.I. *ndajf.* 1. Në krah, në anë; ndanë, pranë. *I rrinte inbanë. I vajti tnbanë.* 2. Në anën tjetër, matanë. *Doli inbanë.*

II. *parafj.* 1. Përdoret përpara një emri në rasën rrjedhore për të treguar vendin, përbri të cilit gjendet ose lëviz dikush a diçka; ndanë; anës. *Mbanë rrugës (urës, lumit). Mbanë fshatit (qytetit).*

*2.* Përdoret përpara një emri ni rasën rrjedhore për të treguar vendin, përtej të cilit gjendet dikush a diçka; matanë. *U hodh mbanë kanalit.*

•*k* Mbanë tjetër *fj. ndërm.* nga ana tjetër, përveç kësaj. Ia doli mbanë (në krye) *shih te* DAL 24. E qiti mbanë *shih te* QIT.

MBAR *kal,* ~A, ~UR. *shih* MBART. MBAREM *vetv. shih* MBARTEM.

MBARESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *gjuh.* Secila nga ndajshtesat trajtëformuese që u vihen në fund temave të pjcsëve të ndryshueshme të ligjëratës gjatë lakimit a zgjedhimit për të shprehur kuptimet grama-tikore. *Mbaresë rasore (vetore, foljore). Mbaresat e njëjësit (e shumësit). Mbaresat e kohës së tashme (e së pakryerës).*

*2.* Skaji fundor e me i tejmë i diçkaje. *Mbaresë nervore.*

MBARË,~A . Barrë. *E mbajnë (e ruajnë, e rritin) për mbarë* e mbajnë për ta përdorur për damaz ose për fare (për demin, dashin etj.)

MBARË,~A (e). 1. Ana e mbarë e diçkaje; *kund.* e prapa. *E mbara e stofit (e basmës, e qilimil). E mbara e fletës. E mbara e dorës. Kthej nga e mbara. E vesh nga e mbara.*

2. E mira; mbarësia. *E do e mbara e punës. E bëj për të mbarën e tij. Të priftë e mbara! ur. Të marrtë e mbara (e mi-a) ! ur. Si ta lypë e mbara* si të jetë me mirë a me mbarë.

3. *orb.* Gjithë prodhimi që japin të mbjellat në një vit zakonisht të mbarë; të korrat.

MBARË,~T (të) ai. Ana e mbarë; e mbara, mba-rcsia. *E klheu së mbari. Filloi së mbari. Mori (per) së mbari.*

MBARË (i, e) *mb.* 1. *kryes. f.* Që është nga ajo anë, e cila dukct me mirë, nga duhet mbajtur, nga është më e bukur etj., që është nga faqja e jashtme ose e përparme; *kund.* i prapmë. *Ana e mbarë e stofit. Ana e mbarë e këmishës (e çorapeve).*

*2.* Që është i urtë e i bindur, i sjellshëm, punëtor dhe i vlefshëm për familjcn e për shoqërinë; *kund. i* prapë. *Djem të mbarë. Vajzë e mbarë.*

3. Që i ecën shëndeti, që rritet shpejt e pa vështirësi (zakonisht për fëmijët); që është rritur e është zhvilluar mirë, që duket se do të prodhojë shumë (për drithërat, pemët etj.); i begatshëm. *Fëmijë i mbarë. Vit i mbarë. Të lashtat janë të mbara. Prodhimi është i mbarë.*

*4.* Që është ashtu si duhet, që sjell përfundimet o pritura, i mirë; që vjen në kohën e duhur; që sjell begati ose që mendohet se sjell mbarësi; që shkon mbarë. *Fillim i mbarë. Erë c mbarë. Shenjë e mbarë. Puna e mbarë! ur. Udha e mbarë! ur. Ka dorë të mbarë. Me këmbë të mbarë! ur. Paste këmbën e mbarë! ur.*

5. *fig.* I Iumtur, i bardhë. *Ditë e mbarë.*

• Rruga (udha) e mbarë (të qoftë)! *iron,* i thuhet dikujt që matet të largohet për t'i treguar se nuk kanë nevojë për të dhe se mund të shkojë nga të dojë. I ka qiqrat të mbara i shkojnë mirë punët, i ka punët në rregull, e ka vënë në vijë. E sjell në rrugë (në udhë) të mbarë a) *d i k ë* e sjell në rrugë të drejtë; b) *d i ç k a* e vë në vijë.

MBARË *ndajf.* I. Nga ana e mbarë, nga është drejt ose nga ana që duket me mirë, andej nga duhet (për një veshje, faqe libri etj.); *kund.* mbrapsbt. *E vesh mbarë. E k the it mbarë.*

*2.* Ashtu si duhet, mirë; drejt. *E filloi mbarë punën. I shkon (i vete) puna mbarë. Nuk i doli mbarë. Fol mbarë! Punon mbarë. As mbarë, as prapë* as mirë, as keq. *Mbarë e mirë* shumë mirë, s'ka si bëhet me mirë. *Gruri vjen mbarë sivjet* gruri po rritet e po bëhet mirë. *Të shkoftë (të vaftë) mbarë! ur. Mbarë paç! ur. Ndikon*

*për mbarë* ndikon për mirë. *Nuk i mori puna për mbarë* nuk i eci puna mbroth.

3. Ashtu siç është, pa bërë ndonjë zgjedhje ose ndonjë ndryshim; si të vijë, radhazi. *E mori mbarë. E korrën mbarë barin. I hëngri mbarë. I fshiu (i përlau) mbarë.*

4. *përd. pakuf.* Gjithë, tërë; krejt; pa përjashtim. *Mbarë populli (atdheu, shoqëria, rinia). Mbarë burrat. Mbarë qyteti flet për të. Rota mbarë e di. E gjen në mbarë vendin (krahinën).*

•*k* Nuk m'u be mbarë edhe *poh.* nuk m'u dha rasti i duhur, nuk gjeta dot kohë të lire ose të përshtat-shme për të bërë diçka. I vë mbarë e mbarë i vë me radhë, i vë me rregull. I ra (vendit) mbarë e prapë (mbrapsht) s'la vend pa shkelur,

i ra nga të gjitha anët. Folën (biseduan) mbarë e prapë (mbrapsht) a) folën për çdo gjë, për gjithçka; b) folën çfarë u erdhi për goje, pa i matur e pa i peshuar mirë fjalët. E rrahën (e shoshitën, e gjykuan) mbarë e prapë (mbrapsht) *një çështje* e rrahën (e shoshitën, e gjykuan) mirë e mirë e nga të gjitha anët. E pa mbarë e prapë e pa nga të gjitha anët. E pyeti mbarë e prapë e pyeti për gjithçka, s'i la gjë pa pyetur. Nuk i vjen (per) mbarë edhe *poh.* a) nuk e ka të lehtë, nuk e ka për kollaj; b) nuk i vjen përdoresh; c) nuk i vjen për shtat, nuk i intereson ashtu. I ka fijet mbarë *shih te* FILL,~I.

MBARËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. Të ecurit mbarë të një pune a veprimtarie; gjendja kur gjithçka vete mbarë, përparim e begati, e mirë, mirësi, lumturi; *kund.* prapësi. *Mbarësi e madhe. Është plot mbarësi. ,Solli mbarësi. Nuk prisnin ndonjë mbarësi. E kishte për mbarësi. Paç mbarësi! ur.*

MBARËSISHT *ndajf. për* mbarë, për mbarësi.

MBARËSOHEM *vetv.* 1. Vihem në rrugë të mbarc, bëhem i mbarë; *vet. vetallI* nis të ecë mbarë. *U mba-rësua djali. U mbarësua puna.*

2. *Pës. e* MBARËSOJ.

MBARËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E vë dike në rrugë të mbarë, e bëj të mbarë; e bëj diçka të ecë mbarë, e vë në vijë. *E mbarësoi shoqëria. I mbarësoi punët.*

*2.* Mbarështoj.

MBARËSHTIM,~I *m.* 1. Veprimi sip as kuptimeve të foljeve MBARËSHTOJ, MBARËSHT OHET. *Mbu-rështimi i shtëpisë. Mbarëshlimi i shpendëve. Mbarë-shtimi i pyjeve. Masat për tnbarështimin e lopëve.*

2. Tërësia e mënyrave që përdoren dhe e masave që merren për të mbarështuar një pasuri a diçka tjetër me vlerë (ekonominë, shtëpinë, bagëtinë etj.). *Mba-rështim i mirë (i drejtë).*

MBARËSHTOHET. *Pës. e* MBARËSHTOJ.

MBARËSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Kujdesem për ekonominë e shtëpisë, për token, për bagëtinc a për diçka tjetër me vlerë që të vejë mbarë, të për-doret e të shfrytëzohet drejt e në mënyrë sa me të dobishme dhe që të ruhet e të mos dëmtohet; rregulloj mirë dhe e vë në udhë të mbarë një punë a një eko-nomi; qeveris, krahishtoj. *Mbarështoj shtëpinë. Mba-rështojnë token (ekonominë, bagëtinë).*

MBARËSHTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që me-rret me mbarështimin e diçkaje. *Mbarështuesit e blegtorisë.*

MBARËVAJTJE,~A . Vajtja mbarë e diçkaje a e dikujt; gjendja kur diçka a dikush shkon mirë, përparon; gjithçka që tregon se puna ecën mbarë. *Mbarëvajtja e punës. Mbarëvajtja e kooperativës (e ndërmarrjes). Mbarëvajtja e prodhimit. Mbarëvajtja e fëmijëve në mësime. Punojnë për mbarëvajtjen e shkollës. Pengon (dëmton) mbarëvajtjen e punëve.*

MBARIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBAROJ, MBAROHET. *Mbarimi i punës. Në mbarim e sipër.*

*2.* Caku ku mbaron diçka që shtrihet në hapësirë (një vijë, një rrugë, një sipërfaqe etj.), vendi ku mbaron diçka; fund; *kund.* fillim. *Fillimi e mbarimi. Mbarimi i rrugës. Mbarimi i rreshtit.*

3. Pjesa e fundit e diçkaje (e një libri, e një vepre, e një mbledhjeje, e një veprimi etj.), fund; *kund.* fillim. *Mbarimi i librit (i romanit, i artikullit). Mbarimi i filmit (i dramës). Mbarimi i lojës (i ndeshjes, i shfaq-jes). Mbarimi i shërbimit (i udhëtimit). Mbarimi i mbledhjes. Nga fillimi deri në mbarim. Ay nga mbarimi i lutës.* 57 *dihet mbarimi.*

*4.* Caku që shënon fundin e një kohe; pjesa e kohës që lidhet me këtë cak; caku kohor që shënon fundin e një pune, të një veprimi a veprimtarie, fund; *kund.* fillim. *Mbarimi i ditës (i javës, i muajit, i stinës, i vitit). Mbarimi i dimrit. Në mbarim të verës. Nga mbarimi i shekullit XIX.*

• Fillim e mbarim *shih te* FILLIM, ~I.MBAROHEM *velv.* 1. *vet. vet a III.* Merr fund diçka, përfundon një punë, mbaron; kryhet, zgjidhet. *Puna u mbarua.*

2. *vet. veta III.* Nuk ka me, soset; mbaron. *U mbaruan drutë.*

3. *vet. veta III.* Kalon, shkon, mbaron (për kohën).

4. Ligem, dobësohem, tretem (nga një sëmundje ctj.). *U mbarua djali nga ethet.*

5. *Pës. e* MBAROJ.

MBAROJ *kal.,* ~OVA, ~OAR. 1. E kryej plo-tesisht një punë që kam nisur, e çoj deri në fund; e p'ërfundoj diçka së ndërtuari, së shkruari, së lexuari etj.; e kryej, e bëj; *jokal. vet. veta III* merr fund, përfundon; *kund.* filloj. *Mbaruam mbjelljet (korrjet). E mbaruan ridërtesën (urën). E mbaroi punën. E mbaruan lojën (fallen). Mbaruan stërvitjen. S'e lane ta mbaronte fjalën. më të mbaruar* sapo të përfundoj. *Mbaroi së foluri (së shkruari). E mbaroi romanin (studimin). Mbaroi puna (aksioni, hekurudha). Mbaruam bashkë, s\kemi me punë me ty.*

*2.* E ndërpres një punë a një veprim, përkohësisht a përgjithnjë, i jap fund, e pres, e lë; *jokal. vet. veta IH* ndërpritet, merr fund. *E fillojnë punën (shërbimin) në orën 7 dhe e ntbarojnë në orën* 14. *Ka mbaruar çdo gjë ndërmjet tyre* i kanë ndërprerë, i kanë prerë të g;jitha lidhjet, nuk kanë me asnjë marrëdhënie. *Sa për sot mbaruam, vazhdojmë nesër.*

3. E sos diçka të gjithë, e ha, e përdor a e shpenzoj të gjithë, s'më mbetet gjë prej saj, i jap fund; *jokal. vet. veta III* soset, nuk ka me, mbarohet. *E mbaroi lijin. E mbaroi bukën (gjellën). I mbaroi paratë* i shpen-zOi, i hëngri. *Mbaroi mielli (kripa, vajguri). Mbaruan gazetat. Mbaroi llaçi.*

4. E çoj deri në fund një veprim a gjendje në kohë, ei kaloj kohën e caktuar; e përdor gjithë kohën që rtië ishte dhënë; *jokal. vet. veta III* merr fund, soset, kalon e mbyllet (për një periudhë kohe, për një ngjar-je etj.); *kund.* filloj. *E mbaroi lejen. I mbaroi ditët. Mbaroi viti. Mbaroi mbledhja (dasma, shfaqja, filmi). Mbaroi mësimi. Mbaroi afati. Mbaroi lufta (beteja).*

*5.* edhe *jokal.* Përfundoj një shkollë a një kurs; kryej studimet e bëhem specialist në një degë të caktuar. *E mbaroi shkollën. Mbaruan një kurs dymujor. Mbaroi me nota të mira. Ka mbaruar për mjekësi.*

6. I përmbush dikujt një kërkesë, një dëshirë etj., plotësoj, kryej. *la mbaroi porosinë.*

7. *jokal. vet. veta III bised.* Soset, shuhet, merr fund (edhe *fig.). Mbaroi zjarri. Nuk i mbaroi guximi.*

8. *jokal. bised.* Vdes. *Ai po mbaron. Mbaroi pa gdliirë. S'ka mbaruar ende.*

9. *jokal. fig. bised.* Marr fund, fikem, sharroj, vdes, jepem me mish e me shpirt pas diçkaje. *Mbarova krejt. Mbaruan për ujë (nga të ftohtët). Po e diktuan, mbaroi. Mbaroi pas asaj. Mbaron pas muzikës. Mbaroi pas pijes.*

•*fc* Mbarova punë *me dike a me diçka* ç'kisha për të bërë më të e bëra, s'kam me punë me të. S'të mbaron punë s'të bën gjë, s'ta plotëson një kërkesë, një lutje etj. I mbaroj punë *dikujt* e ndihmoj dike për diçka, i bëj punë. Sa për të mbaruar punë për pak k|ohë; sa për të kaluar radhën.

MBAROSË,~A *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Grua që
zbukuronte e stoliste nusen e re kur martohej dhe e përcillte deri në shtëpinë e dhëndrit, bullë.

MBARS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bëj me barrë; *vet. veta III* e bën barrsë (për kafshët).

2. *fig. libr.* I fut diçka të re (zakonisht jo të mirë) që në një të ardhme jo të largët do të zhvillohet e do të jape një përfundim të dukshëm. *E mbarsi me ide të gabuara.*

MBARSEM *vetv.* I. Bëhem me barrë; *vet. veta III* bëhet barrsë (për kafshët).

2. *vet. veta III.* Ngarkohet me diçka, mbushet; fry-het. *Mjedisi u mbars me gaz metan. U mbars moti* u ngarkua shumë me re dhe është gati për shi.

3. *fig. libr.* Mbushem me diçka (zakonisht jo të mirë). *Gjendja ishte mbarsur me shumë rreziqe.*

•*k* Nuk mbarset mushka të pjellë mëz *fj. u. shih te* MUSHKË,~A.

MBARSË *mb. vet. f.* Që është me barrë; barrsë (për kafshët). *Lopë mbarsa.*

MBARSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBARS, MBARSEM. *Mbarsje natyrore (artificial). Koha e mbarsjes.*

MBARSMËRI,~A. *libr.* 1. Aftësia për t'u mbarsur (për kafshët). *Përqindja e mbarsmërisë.*

2. Të qenët me barrë; barrsëri (për kafshët). *Koha (periudha) e mbarsmërisë. Shenjat e mbarsmërisë. Në gjendje mbarsmërie.*

MBART *kal,* ~A, ~UR. 1. Shpi.e diçka nga një vend në një tjetër duke e mbajtur vetë ose duke e ngarkuar mbi një mjet. *Mbart gurë (miser, ujë). Mbart ihasë me çimento. Mbart në krah (në shpinë). Mbart me gomar (me karrocë). Mbart plaçkat* ndërroj shtëpi, mbartem.

2. *fin.* E marr një të dhënë në shifra nga një do-kument dhe e hedh në një tjetër sipas disa rregullave financiare. *Mbart një shumë lekësh.*

3. *fig.* Kam në vetvete, mbaj. *Mbarite pikëpamje të huaja.*

•*k* Mbart (mban) verë e pi ujë *shih te* VERË,~A n.

MBARTEM *vetv.* I. Ndërroj banesë, shpërngulem në një vend tjetër me gjithë plaçka. *U mbart në fshat. Zyrat u mbartën në godinën e re.*

2. *Pës. e* MBART.

MBARTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që mbart diçka me krahë; punëtor që mbart plaçka ose mallra. *Mbartës qymyri.*

2. Mjet, makinë ose çdo gjë tjetër që shërben për të mbartur diçka

3. Ai që është krijues dhe mbajtës i diçkaje; ai që ka në vetvete diçka; ai që shërben si përçues ose si ndërmjetës për mbartjen e diçkaje. *Mbartësi i sëtnun-djes. Mbartës mikrobesh. Mbartës i kulturës (i gjuhe's).*

MBARTËS,~E *mb.* Që shërben për të mbartur diçka; që lidhet me mbartjen, i mbartjes. *Kafshë mbartëse. Mjete mbartëse. Aftësia mbartëse.*

MBARTËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MBARTËS,~I. *Mbartëse mikrobesh. Mbartëse e jetës. Mbartëse e së resë.*

MBARTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBART, MBARTEM. *Mbartjae gurëve (e llaçitj. Mbartja me kafshë (me krahë, me automjete). Kafshë për mbartje.*

MBARUAR (i,e) *mb.* 1. I kryer plotësisht, që është çuar deri në fund, që është përfunduar së ndërtuari, së shkruari etj.; që mund të quhet si e kryer. *Ndërtesë e mbaruar. Vepër e mbaruar. Është punë e mbaruar.*

2. Që është plotësuar, i përmbushur, i kryer. *Porosi e mbaruar.*

3. I plotë (për arsimin që ka marrë dikush, për shkollën a kursin që ka ndjekur). *Me arsim të lartë të mbaruar.*

4. Që është në rënie të plotë e po shkon drejt shka-tërrimit përfunditntar, që po mbaron (për dike a për diçka); që është duke vdekur, që s'ka shpresë shpëtimi; që ka vdekur. *Njeri i mbaruar.*

5. I përsosur në ilojin e vet, i përkryer; i përgatitur mirë në një punë a mjeshtëri, shumë i zoti a i aftë. *Vepër e mbaruar. Mjeshtër i mbaruar. Mjek i mbaruar. Gjahtar i mbaruar. Shënjues i mbaruar.*

MBAS *ndajf., parafj. shih* PAS. *Vjen mbas. Mbas derës. Mbas shpine. Mbas meje. Mbas bukës. Mbas pak ditësh. Kohë mbas kohe (here mbas here).*

MBASANDAJ *ndajf., fj. ndërm. shih* PASTAJ. *Eja mbasandaj. Mbasandaj, ju e patë edhe vetë.*

MBASE *pj.* Përdoret për të shprehur dyshim, mos-besim, pasiguri ose mundësi; ndoshta, ka mundësi, ka të ngjarë, kushedi. *Mbase vjen. Mbase nuk ka faj. Mbase ka të drejtë. Mbase e teproi ca. Mbase nuk e di. Mbase do të ishte me mirë të niseshim.*

MBASGRtSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* PASGRUSHTË,~A.

MBASI *lidh. shih* PASI. *Mbasi mbaruan punë, u nisën menjëherë. Nuk erdhi, mbasi nuk e kishin lajmë-ruar.*

MBASKRYE,~T *as. shih* PASKRYE,~T.

MBASQAFE,~JA . *shih* PASQAFE,~JA.

MBATH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Vesh në këmbë (kë-pucët, çorapet etj.); vesh diçka në trup nga'mesi e poshtë; i vesh dikujt këpucët etj.; *kund.* zbath. *Mbath këpucët (çizmet, opingat). Mbath pantallonat. E mba-thi fëmijën.*

*2.* I siguroj dikujt për një kohë këpucët, çorapet e vesh jet e tjera që vihen në trup nga mesi e poshtë. *E ka veshur dhe e ka mbathur i aii.*

3. I vë potkonj një kafshe të barrës. *Mbath kalin (pelën, mushkën).*

*4.* I vë një cope të re (zakonisht në majë) një vegle prej hekuri a prej ndonjë metali tjetër që është ngrënë ose është thyer, arnoj. *Mbath shatin (lopalën, kazmën). Mbath sëpatën (sqeparin). Mbath plorin.*

5. E mbush me dhe, me gurë etj. një grope, një vend të zbrazët, një sipërfaqe etj., i yë një shtresë tjetër e mbuloj; zë me diçka. *E mbathën vendin me dhe e me gurë. Lumi e mbathi token me baltë. Era e mbathi matin me bore. Rrugën e mbathën me kalldrëm. Mbathën anët e kanalit. I mbathin me shtupë të carat e vozës.*

6. *bujq.* Mbush me dhe rrëzën e një bime, mbledh dhe rreth e rrotull saj kur e prashit, përdhej; i mbledh dhe rreth e rrotull rrëzës një druri. *Mbath ullinjtë. Mbath misrin (duhanin, patatet).*

7. *bujq.* I hedh shumë pleh (tokës). *E mbathën token (arëri) me pleh.*

8. *bised.* Ngop, ngjesh (me bukë a më të ngrëna). *E mbathi më të ngrëna.*

9. *fig. bised.* I vesh dikujt tjetër një faj, një gabim a një të metë, ia ngjit dikujt, ia ngjesh; ia hedh dikujt. *la mbathi fajin tjetrit. I mbathën gjëra që s'i ka bërë. Mos ia mbath atijl*

10. *fig. bised.* Ngjesh (me të rrahur ose më të shara). *E mbathi mirë (me dru).*

11. *jokal. (me trajta të shkurtra të bashkuara të përemrit vetor në r. dhanoree kaUëzore) bised.* Largohem menjëherë, nisem me vrap, iki më të katra. *Ia mbathi për itë shtëpi. Ballistët ia mbathën nga frika. Ia mbathi më të katra (nga sytë këmbët). Mbathja shpejt!*

U" Bbati)i (ua dha, u re) këmbëve *shih te* KËM-BË,~A- Ia mbathi këpucët *dikujt mospërf.* ia cregoi qejfin, ia tregoi vendin, ia mblodhi. Iabatbi pot-koojtë *dikujt mospërf. shih te* POTKUA,~OI. Mbatfc pleshUt me potkooj *shih te* PLESHT,~I. STdi të mbatkë as brekët *mospërf, thjeshtligj.* s'është i zoti a i aftë për asgjë, është fare i humbur.

MBATHEM *vetv.* 1. Vesh këpucët, çorapet etj.; vesh diçka nga mesi e poshtë (pantallonat etj.); *kund.* ztathem. *U mbath e doli. Vishet e mbathet vetë.*

2. Siguroj për vete për një kohë këpucët, çorapet e veshjet e tjera që vishen në trup nga mesi e poshtë. *Vishet e:nbathet me djersën e vet.*

*3. vet. vela III.* Mbushet a mbulohet me një shtresë dheu ose me diçka tjetër. *U mbath vendi (kanali) me Hum.*

4. *bised.* Ngopem, ngjishem (me bukë a më të ngrëna). *U mbathën në dasmë. U mbath mirë e mirë dhe iku. U mbathën me mish.*

5. *Pës. e* MBATH.

MBATHË,~A .I. Një cope dërrasë a metal që përdoret si arnë për të përforcuar ose për të arnuar diçka (zakonisht një vegël a një orendi).

2. Mbathja e kalit.

3. *shih* MBATHJE,~A 3. *Mbatha e vesha.*

MBATHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Mjet prej metali, druri, plastike etj. për të mbathur këpucët ose çizmet, luge këpucësh.

2. Mbathtar.

MBATHËS,~E *mb.* Që përdoret për të mbathur bimët. *Plug mbathës.*

MBATHJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve MBATH, MBATHEM. *Mbathja e këpucëve. Mbathja e kalit.*

*2. bujq.* Mbulimi i rrëzës së bimës me dhe a me pleh kur i prashitim; mbledhja e dheut rreth e rrotull rrëzës së një druri, mbushja me dhe e pjesës rreth rrënjëve të tij. *Mbathja e parë (e dytë, e tretë). Mbathje e lehtë. Bëhen tri mbathje. U bënë ullinjve vetullore me mbathje.*

3. *kryes. sh.* Këpucë, çorape e çdo gjë tjetër që mbathet në këmbë. *Veshje e mbathje. Ishte pa mbathje në këmbë.*

4. *vet. sh.* Brekët, të mbathurat. *Mbathje të shkurtra (të gjata). Mbathje për të rritur (për fëmijëj. Një pale mbathje.*

5. *gjeol.* Shtresë dheu, llumi etj. që mbush ose mbu-lon një vend gjatë prurjeve të ujërave etj. *Mbathje argjilore.*

MBATHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që Mbathme potkonj kafshët e barrës, nallban. *Mbathtari i Cooperatives (i fshatit). Kurs për mbathlarë.*

MBATHTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend i veçantë ku mbathen me potkonj kafshët e barrës. *E çoi kalin në mbathtore.*

MBATHUR (i,e) *mb.* 1. Që ka veshur këpucë, çorape etj. në këmbë; *kund.* i zbatbur. *Me këmbë të mbathura.*

2. Që i ka siguruar për një kohë këpucët, çorapet etj.; *fig.* që i siguron mjetet e nevojshme për jetesë; *kund.* i zbathur. *ka Jëmijët të veshur e të mbathur.*

3. Që është mbathur me potkonj (për kafshët e barrës). *Kale i mbathur.*

4. Që i është vënë një mbathë, që është arnuar a është mbathur me një cope të re (zakonisht për një vegël). *Shat i mbathur. Sëpatë e mbathur.*

5. Që është mbushur me dhe ose që është mbuluar me një shtresë dheu, gurësh etj. *Rrugë e mbathur* rrugë e shtruar me kalldrëm.

MBATHURA,~T (të). *vet. sh.* Brekë. *Të mbathura të shkurtra (të gjata).*

MBES *jokal,* ~TA, ~TUR. 1. Qëndroj në vend, nuk shkoj dot me tutje; ngec diku e nuk lëviz dot me; nuk luaj nga vendi, qëndroj aty ku jam, ngel. *Mbeti kali. Mbeti makina në baltë. Mbeti prapa (në fund, në bisht). Mbeti në Fier, s'e arriti trenin. Me ka mbetur ora. I mbeti kafshata nëfyt. Mbeti sharra (pyka, gozhda) në dru. Mbeti tapa brenda në shishe. Mbeti mbyllur në dhomë. Mbeti në pus (në fund të detit).*

2. *fig.* Ngec në diçka, nuk veproj a nuk shkoj dot më tej, ngel në vend. *U doli një vështirësi në punë, po nuk mbetën, e kapërcyen. Mbetën në vena* nuk po përparojnë. *mbeti goja* s'fliste dot.

3. Vazhdoj të qëndroj diku ose në një gjendje të caktuar me shumë se ç'parashikohej, se ç'duhej a përgjithnjë; merrem gjatë me diçka, ngel mbi të. *Mbeti me këmbë (shtrirë, varur). Mbeti në diell (në shi). Mbeti rrugëve. Mbeti në shtëpi tërë ditën. Mbeti edhe dy javë te prindërilMbeti në fshat. Mbeti në mër-gjm. Mbeti në klasë* nuk e kaloi klasën (për nxënësit). *Mbeti në witmetikë. Dera mbeti hapur. Nuk mbeti asnjeri në zyrë. Mbeti duke folur. Mbeti mbi libra.*

4. Bie ose ngelem në një gjendje të caktuar (zakonisht jo të mirë), ngel pa diçka a pa dike, ngel, mbe-tem; pësoj diçka (edhe në një varg njësish frazeolo-gjike); *me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r\ dhanore* me krijohet për një kohë një gjendje e caktuar. *Mbeti me barfë (shtatzënë). Mbeti e ve. Mbet jetim. Mbeti i vrarë (i plagosur, i ngrirë). Mbeti gjallë. Mbeti i kënaqur (i dëshpëruar). Mbeti i mahnitur (pa gojë, pa mend). Mbeti gojëthatë. Mbeti keq (si peshlçu pa ujë, si peshku në zall). Mbetsh me shëndet! ur. Mirë mbetsh! ur. Mbeti (është) teneqe (dërrasë, kripë, pip)* mbeti pa asgjë, mbeti pa një lek në xhep.

5. Vazhdoj të jem si edhe me pare, ngel ai që kam qenë; vazhdoj të mbaj të njëjtin qëndrtm; ruaj pe ato veti, tipare, cilësi e pikëpamje që kam pasur, nuk ndryshoj (edhe në një varg njësish frazeologjike); *rne një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore* i ngel për një kohë të gjatë në mendje (një shqetësim, një dëshirë e paplotësuar, një fyerje etj.). *Mbetën miq (shokë të pandarë). I mbeti besnik fartisë. Mbeti i ndershëm tërë jetën. Mbeti sakat (çalaman, qorr, shurdh). Mbeti i pagdhendur (mendjelehtë). Mbetën pa nënë (pa babe, pafëmijë, pa shokë, pa miq, pa njeri).*

*Mbeti pa gjë (pa para, pa këpucë, pa rroba). Mbeti pa sy (pa një krah). Mbettë pa gojë! ma!Ik. Mbeti me gisht në gojë (me luge të zbrazur). Mbeti në men-dimin e parë (në të vetën). Mbeti fishek (bilbil, brisk, katii, gisht) dikush*

mbeti fare pa gjë, mbeti pa para. *Mbe(i ngushtë (hollë). Mbeti zbathur (lakuriq). Mbeti vetëm (qyqe). Si ka qenë ashtu ka mbetur. I mbeti merak (brengë, peng, kunj, gozhdë). I mbeti murriz në zemër (thikë në zemër).*
6. *vet. veto III.* Ngel diçka pa u harxhuar, pa u përdorur, pa u dhënë etj., tepron një pjesë; tepron pak kohë, ngel; ngel një send ose një numër i caktuar njerëzish (pasi targohet ose pasi vdes a vritet dikush); i ngel si trashëgim a si detyrim dikujt; shtyhet diçka për *t'u* shqyrtuar a për t'u zgjidhur me vonë, lihet për me vonë. *Mbeti edhe pak çaj. I kishin mbetur pak të holla. Hëngrën ato që kishin mbetur nga dreka. Nuk mbeti gjë për në darkë. I mbeta njëqind lekë* kam për t'i dhënë edhe njëqind lekë. *Mbetën edhe dy ore ditë. Kohën që u mbeti e shfrytëzuan mirë. Edhe pak punë mbeti. Edhe sa kilometra mbetën? Ka mbetur edhe një cope rrugë. I kanë mbetur vetëm muret. I kanë mbetur katër fëmijë. Nga gjithë batalioni mbetën vetëm njëzet veta. U shua I tërë fisi, s'ka mbetur me asnjeri. Pa-suria (trashëgimi) i mbeti të birit. Shtëpia i mbeti të vëllait. Fëmijët I mbetën nënës. Ç"u mbeti nga babai e ndanë bashkë. I mbeti barrë. Mbetën edhe dy pika pa u shqyrtuar. Çështja mbeti për muajin tjetër.*
*7.* Nuk arrij ta mbaroj një punë, ngel diçka pa u bërë. *Mbeta pa vajtur. Mbeti pa ngrenë. Mbeti pa u martuar. Mbeti toka pa mbjellë. Mbeti çështja pa u zgjidhur. Na mbeti puna përgjysmë (në rrugë, në mes të rrugës).*
8. *vet. veta HI (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Ngulet, përqendrohet diku, nuk shqitet, ngel (për sytë, mendjen etj.). *mbetën sytë atje. I mbeti mendja te fëmija (te puna). I mbeti goja tek i biri* vazhdimisht flet për të.
9. Vritem a vdes, bie. *Mbeti në luftë (në fushën e nderit)l Mbeti në dhe të huaj. Mbeti në vend* vdiq me-njëherë.
10. *bised.* Bie në marrëveshje me dike për të bërë diçka, lidh besë a fjalë për diçka. *Mbetën në fjalë që të shkonin të dy, Mbetëm që të niseshim herët.*
11. *bised.* Nis, filtoj; ia jap. *Mbeti e i tha. la mbrti me dru.*
*k* Mbeti (ngeli, ageci) në baltë *shih te* BALTË,~A. Mbeti Mtërr *shih te* BITËRR,~RRA. Mi mbeti (me ngeli) aë der6 *dikush a diçka shih te* DERË, ~A. Mbeti në dieU *shift* fe DIELL,~I. I mbeti (i ogeK) në *Aorh t) diçka* iu prish papritur kur ishte duke e parë'e duke e përdorur; b),i ra të' fikIt a ra i vdekur, kur ishte duke e operuar, duKe u kapur me të, duke e mbajtuf etj. Mbeti (është, (j2fton) afe fcava *shih te* HAVA,~JA. Mbeti nS hijë *d i ç k a shih te* MUE, ~A. Mbeti Hi letër rfIf *k a shih te* LETËR,~RA. S'rabeti (s'kishte) asnjë lot *shih te* LOT,~I. Mfeeti pa mend <nS lçbkë) u mahnit, u habit pa masë. Le të rabesë niërmfet (midis) nesh! të njos e marrin Vesh te tjerët, ta dime vetëm ne, ta ruajmë -si të fshehtë! M8 mbeti plëng *shih te* PLËNG,~U n. Mbeti (ra) pykë *shih te* PYKË,~A. Me mbeti (me ngeli) në qafë *dikush shih te* QAFË,~A. I mketi (i ngeli) qejfi *shih te* QEJF,~15. Kishte mbetur qiri *shih te* QIRI,~RI. Mbeti rrugëve (në mes lë rrugës, në rrugë të marine, në mes të katër rrugëve) *d ik u s h shih te* RRUGË, ~A. I mbeti syri (i mbetën sytë) *te dikush a tediçka shih te* SY,~RI. Mbeti shtang ngriu në vend, s'diti ç'të bënte, shtartgu në vend. Mbeti shul *shih te* SHUL,~I. I mbeti take *shih tek* TAKË,~A. Mbeti (rri, qëndron, ngeci, ngeli, numëroa, bën hspa) në vend *shih te* VEND,~I. Mbeti në zall *shih te* ZALL,~L I mbeti goja çark *shih te* ÇARK,~U. Mbeti si guri në mes të pellgut *dikush shih te* PELLG,~U. Kane mbetur vetëm katër muiet *shih te* MUR,~I. Ska mbetur laraskë pa bisht;.u. *shih te* LARASKË, ~A. I mbeti lëkura në bisht të sëpatës *dikujt shih te* SËPATË,~A. I mbeti luga në pilaf *iron, shih te* LUGË,~A. I mbeti luga në qnll *iron, shih te* LUGË, ~A. S'i mbeti pike gjaku (gjak) në fytyrë *shih te* GJAK, ~U. U mbeti pushka në gozhdë *vjet. shih te* GOZHDË, ~A. I mbeti (iu var) samari nën bark *dikujt shih te* SAMAR,~I. S'i mbeti (s'i ngeli) sy e faqe *shih te* SY,~RI. Mbeti (rri, bën) në vend numëro *shih te* NUMËROJ.
MBESË,~A . *sh. ~A,* ~AT. Vajza e djalit a e vajzës; vajza e vëllait a e motrës. *Ime mbesë. Mbesa me gjyshin (me gjyshen). Mbesa me dajin (me xha-xhanë). Me mbesa e me nipa! ur.*
MBESOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mbesë.
MBETEM *vetv.* 1. Mbes; ngel. *Mbeteshin shumë në klasë. Mbeteshin jetimi. Ç'mbetej në drekë haiej në darkë. Mbetet ende shumë punë^ për të bërë. Mbetet për t'u sqaruar. I mbetet besnik.*
2. *Pës. e* MBES.
• Mbetet (qëndron) në ajCr *shih tek* AJËR,~RI. Me mbetet cingare *diçka shih te* CING ARE,~ JA. Të mbetet (të ngelet) në dore" (adtr daar) *dikush a diçka shih te* DORË,~A. Mbetet pitoçë *diçka shih te* PLLOÇË,~A. Gjalpi aë lakror oetet (der-dhet, bie) *fj. u. shih te* BIE i.
MBETËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Nxënës që mbetet në provim a në një lëndë mësimore; ai që ka mbetur në klasë, përsëritës. *Sivjet nuk pati mbetës.*
MBETËS,~E *mb.* I. Që mbetet për ca kofaë; që tepron, që mbetet nga një e tërë. *Gjurma (shenja) mbe-tëse. Pjesa mbetëse.*
2. Që ka mbetur në klasë a në një lëndë. *Ndikma për nxënësit mbetës.*
MBETËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* !IW-TËS,~I.
MBETJE,~A . *sh.* ~EV ~ET. 1. Gjendja sipas kuptimeve të foljeve MBfiS, MBETEM.
2. *kryes. sh.* Ajo që mbetet nga *nji* c tire, paw (S kemi hequr a të kemi marrc një a me sruimë pj"ë; tepricë, kusur; mbeturinë. *Mbetjet e bukës (e sifrH). Mbetjet e acldeve. Mbetjet e fabrikaxe. Stfrytttimi i nfbetjeve të drurit.*
3. *mat.* Përfundimi që del kur nga njft mime a madhësi zbresin një numër a një madhësi *t}etit,-lfeçja e mbetjes nga i zbritshnti. Zbritje (pjesëtim) mi- mbetje (pa mbetje).*
MBETSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka mbetur pa u bërë (për një punë). *Punë e mbetshme.*
MBETUR (i,e) *mb.* 1. Që ka mbetur; që ka tepruar. *Gjellë e mbetur. Mall i mbetur. Para të mbetura.*
2. Që ka mbetur pa u martuar (për vajzat); që s'ka asnjeri të afert. *Vajzë (çupë) e mbetur. Fëmijë i mbetur* jetim pa njeri. *Plak i mbetur* plak që ka mbetur pa ojerëz të afërt.
3. Që ka mbetur prapa të tjerëve; që s'është mble-dhur ende; i lënë, i braktisur. *Afakinë e mbetur. Ushtar i mbetur. Miser (grurë) i mbetur. Shtëpi e mbetur.*
4. *fig.* Që është i ngathët, i qullët, i mekur; i hurabui. *Njeri i mbetur.*
MBETURA,~T (të). *vet. sh.* 1. Ato që kanë mbetur a kanë tepruar nga gjellët, nga të ngrënët e të pirat etj., të lënat. *Të mbeturat e drekës (e ctarkës). Të mbeturat e sofrës. Nuk ha të mbeturat e të tjerëve.*
2. Mbeturina që dalin kur prodhojmë a kur ndre-qim diçka. *Të mbeturat e fabrikës. Të mbeturat e qy-tetit.*

3. Jashtëqitjet e kafshëve ose të shpendëve, pleh. *Të mbeturat e pulave (e pëllumbave).*
*A. fin.* Sbuma e parave që mbetet pa u harxhuar; shuma që mbetet nga zbritja e një shume tjetër. *Të mbeturat e muajit (e vitit) të kaluar. Të mbeturat nga huaja. Të mbeturat e papaguara* të prapambeturat.
MBETURtNË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Ato që Icanë mbetur nga diçka e shkatërruar, e pri-sbur, e thyer etj. dhe nuk hyjnë me në punë; diçka që ka mbetur e nuk ka vlerë, pasi është vjet ruar, është përdorur gjatë etj.; gërmadhë. *Mbeturinat e shisheve të thyera. Mbeturinat e një makine të prishur. Mbe-turinal e një aeroplani. Mbeturinat e një muri të rrë-zuar (e një kështjelle tërrënuar). Grumbullimi i mbe-turinave.*
*2.* Ato që teprojnë ose që mbeten aga gjellët, nga të nereaat e të pirat, të mbeturat, të lënat. *Mbeturinat e gjellive. Mbeturinat e drekës (e darkës). Mbeturinat e ushqinteve (e pijeve). Kuti për mbeturina. I dhanë për të ngrënë ca mbeturina. Mbledh (fshij, hedh) mbeturinat.*
3. Pjsë e vogël a cope e diçkaje, që del gjatë për-dorimit të saj, gjatë përpunimit etj. e mbetet mënja-në, nedhuriaë. *Mbeturina industriale. Mbeturinat e drurit (e zdrukthit). Mbeturinat e letrës. Mbeturina me tali. Mbeturinat e kshit (e pambukut). Përpunimi (skfrytëzinU) i mbeturinave.*
4. Ajo që kullon nga ajë lëng e mbetet në fund të ajë eac llurbc, fun4frin6. *Mbeturina e vajit në shiske. Mbeturina kafejej,*
5. Ajo që i ka shpëtuax shkatërrimit të plotë ose zhdukjaB; ajo që rufeet eade sot si diçka e vjetër, e trasM(uar aga e kaluara. *Mbeturinë e lashtë. Mbe-turinmt e një ushtrie. Mbeturtmt e një kulture të htr-*
*shme.........,_.,.*
I. fcef. K.qoae$ raë^jiri^,OTeoduari, parajykim a çdo gjë tjër, e huaj-rAkionare, që ka mbe(ur nça e kahiarv4fec ru^ft^nde. n^ triendjen e ndërgje-gjea e nje"ëzve; -niori qe shfg kbncepte të tilla ose -htë *btrm* " fctyre *kOp6efdye. Mbeturinë e vjetër (e huaj). MbeWtoa borgjeze (miUroborgjeze, patriar-kale, fetare). Njeri ^nembfiurina, Lufta kuitdër mbeturinave të së kaktarës., K" ca mbeturina.*
MBETURBVOft,~E më. *IO".* 1. Qs ka mbetur si pjesë e nji të tërc; qd Ishtë mbeturinë nga lënda a nga sendet e prodhuara- dbe qnuk hyn me në pond. *Lëndë mbeturinore:.;,*
2. Që ka mbetur nga një gj6ndje a nga diçka tjetër e së kaluaris; qS lidhet me një mbeturinë të së ka-luarës, e cila shfaqet ose ruhet edbe në ditët tona. *Element mbeturinor. Dukuri mbeturinore.*MBËHl,~A. *sh.* ~, ~TË *krahin.* Nevoje. *Kishte mbëhi për ndihmë.*
MBËLTlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fjoljeve MBËLTOJ, MBËLTOHET. *Mbëltimi i fi-*
*daneve.*
MBËLTOHET. *Pës. e* MBËLTOJ. *Qepët nuk mbi Hen, po mbëltohen.*
MBËLTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Mbjell bimë a pemë duke ngulur në dhe fidanet, filizat, rrënjët ose qepujkat e tyre. *Mbëltoj qepë (hudhra, domate). Mbëltoj hardhi (ullinj, pemë). Mbëltoj Me.*
*1. krahin.* Fut në dhe, varros dike.
MBËRDHEZEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised.* Sku-qem në fytyrë nga zemërimi etj.; ndizem, marr flake, nxehem.
MBËRDHOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Gu-ralec, guraçok. *Luanin me mbërdhokë.*
MBËRTHECKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Kopsë, sumbull. *Mbërthecka e këmishës.*
*2.* Ilik; thile.
3. Karficë për të kapur dy anët e një petku etj.
4. Mandallë e vogël.
5. Pjesa e fundit e këmbës së përparme të qengjit a të kecit të therur, më të cilën i mbërthejnë barkun kur e pjekin në hell. *Qengjin e qepin në bark me dy mbërthecka.*
6. *vet. sh. fig. bised.* Ngatërresa, bishta.
MBËRTHEHEM *vetv.* 1. Mbërthej kopsat e një petku që kam veshur; mbërthej pallton, këmishën etj., kopsitem; *kund.* zbërthehem. *Mbërthehem mirë entire. Mbërthehu se është ftohtë!*
*2.* Kapem fort pas diçkaje e nuk shqitem; qëndroj në vend pa lëvizur, gozhdohem; mbetem në një vend e nuk luaj, shtang, shtangem (edhe *figj). U mbërthye pas trungut. Ishte mbërthyer pas punës. U mbërthye në shtrat* u dergj për një kohë të gjatë i sëmurë. *Iu mbërthye dora, s'e lëviz dot. U mbërthye në vend nga frika.*
3. Kapem me një tjetër me duar a me krahë; kapem me dike, zihem me duar e me shkelma; përleshem. *\U mbërthyen për beli (për flokësh). U mbënhyen keg njëri me tjetrin. U mbërthyen fytafyi me armikun.*
4. *fig.* Grindem keq me dike, kapem me fjalë. *Ishin mbërthyer keqas në mbledhje.*
5. *Pës. e* MBËRTHEJ.
Iu mbërthye goja (gjuha) nuk mund të fliste; nuk foli fare, s'e çeli gojën.
MBËRTHEJ *kal,* ~EVA, ~YER. 1. Fut kopsën në ilik; kap e bashkoj me kopsa, me karficë etj. dy anët e një veshjeje, të një rrobe etj.; *kund.* zbërthej. *Mbërthej kopsat (sustat). Mbërthej zinxhirin. Mbërthej këmishën (pallton, pantallonat). Mbërthej çantën. Mbërthej me kopsë (me karficë).*
*2.* Ngul gozhdë në një dërrasë etj. për ta ngulitur mbi diçka, ngallmoj. *Mbërthej me gozhdë. Mbërthej me çekiç. Mbërthej dërrasat (trarët). Mbërthej arkën (derën, dyshemenë). Mbërthej këpucët (takat) me ihumba.,;E mbërtheu në mur.*
3. Var a kap një gjë diku me gjilpërë, me karficë, me tel etj,i 6 vendos, ë ngjesh. *Mbërtheu dekoratat në gjoks. Mbërtheu shpatën në brez., Mbërtheu flu-jurat në album. Mbërtheu vëthët në vesh.*
4. E rrok mirë dike a diçka me duar ose me ndonjë rnjet tjetër dhe e shtrëngoj fort që të mos me shpëtojë; e kap, e zë, e shtrëngoj fort (edhe *fig.). E mbërtheu për fyti (për gryke, për flokësh, për beli, për mënge). E mbërtheu me krahë. E mbërtheu timonin më të dyja duart. Mbërtheu çekiçin e nisi të punonte. Mbërtheu dhëmbët e s'e hapi gojën. E mbërthyen kur po kapërcente kufirin.*
5. Vë kaun në zgjedhë, mbreh; Iidh kalin në ka-rrocë; *kund.* zbërthej. *Mbërtheu qetë në parmendë.*
6. Bashkoj pjesët e veçanta të një mekanizmi në një të tërë, duke e vënë secilën në vendin e vet; *kund.* zbërthej. *Mbërthej mitralozin (topin). Mbërthej ba-jonetën në pushkë. Mbërthej vidhat.*
7. *fig.* E bëj dike të qëndrojë në një vend pa lëvizur ose për një kohë të gjatë; e vë në një gjendje të tillë sa që s'ka nga luan, e zë ngushtë; ia mbledh keq. *E mbërtheu në*

*vend me një vështrim. E mbërtheu mirë me fjalë. S'e mbërthen dot atë.*
8. *vet. veta III (zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* Me kap keq, me zë mirë e s'më lëshon (sëmundja, frika etj.); me pllakos (edhe *fig.). E ka mbërthyer sëmundja (gripi, përdhësi). E mbërthyen ethet. E mbërtheu gjumi. E mbërtheu frika. E mbërtheu rakia* e zuri keq rakia, u deh. *Na mbërtheu shiu (bora, të ftohtët). Kriza ka mbërthyer gjithë botën kapitaliste.*
9. *fig.* Ngul fort (sytë, vështrimin) mbi dike a mbi diçka dhe nuk ia heq. *la mbërtheu shikimin (vështrimin). I mbërtheu sytë me habi.*
10. *bised.* E mbush plot. *E mbërtheu shtëpinë më të mira.*
• E mbërtheu (e kapi, e zuri) për fyti (për gryke) *shih te* FYT,~I. E mbërtheu gojën nuk foli fare, s'e çeli gojën. I mbërtheu sytë *mospërf.* vdiq. E mbërthej (e mbaj, e gozhdoj) në vend *shih te* VEND,~I.
MBËRTHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBËRTHEJ, MBËRTHEHEM.
*Mbërthimi i arkave. Mbërthimi i armës (i mitralozit). Material mbërthimi* gozhdët, vidhat etj.
MBËRTHYER (i,e) *mb.* 1. Që është kapur me kopsë, i kopsitur; *kund.* i zbërthyer. *Me jakë të mbërthyer. Me këmishë (me pallto) të mbërthyer.*
2. Që është ngulitur me gozhdë, me thumba etj. që është mbërthyer; *kund. i* zbërthyer.
3. Që i ka të bashkuara pjesët e veçanta dhe përbën një të tërë (për një mekanizëm etj.); i ngulur diku; *kund.* i zbërthyer. *Mitraloz i mbërthyer. Me bajonetën të mbërthyer.*
4. *fig.* Që ka shtangur në vend, sikur e kanë mbërthyer. *Mbeti i mbërthyer.*
• E ka gojën të mbërthyer (të kyçur) nuk net dot-
MBËRTHYERA,~T (të) . *vet. sh. anat.* Kyçet e gjymtyrëve. *Të mbërthyerat e duarve (e këmbëve, e gishtërinjve). I dhembin të mbërthyerat.*
*~k* Ia di të mbërthyerat a) *dik ujt* ia di hiletë e ma-rifetet që përdor, ia kam kuptuar yçklat; b) *diçkaje* e di ku i ka hallkat kryesore, ia di ku i ka vidhat.
MBËRRIJ *jokal.* dhe *kal.,* ~TA, ~TUR. Arrij; MBËRRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Arritje. MBËRRlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I arritshëm. MBËRRUTET *vetv.,* ~ (u), ~UR. 1. Venitet efishket nga thatësira, prishet (për bimët); dobësohet shumë, tretet nga ndonjë sëmundje e gjatë (për nje-rëzit), *U mbërrut misri. U mbërrulën lulet. 2. fig.* Prishet moralisht, zvetënohet.
MBËSHENJOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~CAR.
Dallohem, shquhem. *U mbëshenjuan në punë (në luf-Iime).*
MBËSHTET (MBËSHTES) *kal,* ~A, ~UR. 1. E vë diçka mbi një send ose diku që të qëndrojë, të mbahet, të mos luajë ctj. *Mbështet shkallën pas murit. Mbështeti kokën në jaslëk (në prehrin e nënës). Mbështet bërrylat mbi tryezë.*
*2.* I vë një mbështetëse (shtyllë, furkë etj.) murit, pemës etj. që të mbahet, të mos lëvizë, të mos bjerë a të mos thyhet; e përforcoj me një mbështetëse. *Mbështet murin. Mbështet derën (gardhin).*
3. *fig.* Përkrah dike a diçka; e miratoj dhe e për-krah mendimin, qëndrimin a veprimtarinë e dikujt, duke e ndihmuar që ta vazhdojë a ta zhvillojë atë më tej; i mbaj anën dikujt, e mbroj; i vij në ndihmë; e ndihmoj. *E mbështetën propozimin e shokut. Mbështe-tën qëndrimin (deklaratën) e qeverisë. Mbështetim luftën e drejtë të popujve. Mbështet më të gjitha forcat. Mbështetën njëri-tjetrin.*
*4. usht.* Ndihmoj me zjarr, me mjete luftimi ose me forca të gjalla një njësi ushtarake që lufton, duke bashkëvepruar me të; ndihmoj. *Mbështeti sulmin e këmbësorisë. E mbështetën me artileri (me aviation). Mbështeti me zjarr kompaninë.*
5. *fig.* Vërtetoj e përforcoj një mendim a përfundim me fakte, dëshmi e arsyetime të caktuara; bazoj, vërtetoj; nisem nga disa të dhëna të caktuara për të shpjeguar e arsyetuar diçka ose për të arritur në një përfundim. *Çdo sfipjegim e mbështet në fakte. E mbështet shkencërisht. Ku e mbështet ai tezën (pikëpamjen, qëndrimin) e vet?*
6. *fig.* E var shpresën te dikush ose te diçka, shpre-soj te dikush ose te diçka. *E mbështet të ardhmen në punën e vet. Mbështet shpresat t e dikush a t e diçka.*
•*k* E mbështeti brinjën *mospërf.* vdiq.
MBËSHTETEM *vetv.* 1. Mbështet trupin, duart etj. diku për t'u mbajtur a për të mos rënë; qëndroj duke u mbajtur pas dikujt a pas diçkaje; *vet. veta III* qëndron mbi një mbështetëse. *Ura mbështetet mbi katër këmbëza (mbi shtylla). Mbështetet në furkaçe. U mbështet pas murit. Mbështetej në krahun e shokut. Ecte duke u mbështetur në shkop.*
*2.* Shtrihem diku për t'u çlodhur ose për të fjetur pak. *U mbështet në mm. U mbështet sa për një sy gjumë. S'kishte vend ku të mbështetej pak.*
3. *fig.* E përdor diçka (një fakt, një dëshmi, një të dhënë, një argument, një parim, një teori etj.) si bazë a pikënisje për të dhënë një mendim a një vendim, për të nxjerrë një përfundim etj., bazohem diku për të bërë diçka; *vet. veta III* ngrihet, ndërtohet. *Mbështetet në të dhëna të përpikta. Mbështetem në pohimet e dëshmitarëve. Mbështetem në mundësitë e mia. Mos u mbështet në fjalët e tij! Opera mbështetet në motive popullore. Romani mbështetet te një gojëdhënë e lashtë. Mbështetemi në metodologjinë marksiste-leniniste. Të mbështetemi në forcat tona!*
*4. Pës. e* MBËSHTET.
Mbështetet më të dyja këmbët *sltih te* KËMBË,~A.
Mbështetet (veteni) me një këmbë *shih te* KËMBË, ~A.
MBËSHTETËS,~I *nt. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që mbësb-tet e ndihmon dike, përkrahës. *Mbështetësit,e ven-dimit. Mbështetësit e sulmit. Kishte mbështetës të forte.*
2. *shih* MBËSHTETËSE,~JA i.
MBËSHTETËS,~E *mb.* 1. Që shërben për të mbështetur diçka, që e mban të mos bjerë; që i shërben diçkaje për të qëndruar, që shërben si mbështetje. *Shtyllë mbështetëse. Tra mbështetës. Mur mbështetës. Pjesa mbështetëse e përmendores.*
2. *usht.* Që shërben për të mbështetur një njësi ushtarake në luftë. *Report mbështetës.*
3. *fig.* Që shërben për të përkrahur a për të ndihmuar dike. *Force mbështetëse. Mjet mbështetës.*
*4. fig. libr.* Që shërben si bazë a si pikënisje për të vërtetuar diçka, për të dhënë një mendim a vendim, për të nxjerrë një përfundim etj. ose për të bërë diçka. *Të dhëna mbështetëse. Prova mbështetëse. Argument mbështetës. Pike mbështetëse.*
MBËSHTETËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Diçka (shtyllë, furkë etj.) që shërben për të mbajtur një send nga poshtë ose anash, për ta përforcuar atë etj., mbajtëse. *Mbështetëse e lartër(e ulët). Mbështetëse anësore.*

*Mbështetëse hekuri (druri). Mbështetëset e murit (e ballkonit). Mbështetëset e çadrës. Mbështetëset e fidanëve.*
2. Pjesë e një ndenjëseje, ku mbështetim shpinën a bërrylat. *Mbështetëse e forte (e butë). Mbështetësja e karriges (e kolltukut, e divanit).*
3. Jastëk a diçka tjetër ku mund të mbështetet ko-ka, nënkresë. *sollën një mbështetëse.*
4. *Fem. e* MBËSHTETËS,~I i. *Mbështetëset kryi-sore të sulmit.*
MBËSHTETJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBËSHTET, MBËSHTETEM. *Mbështetja në forcat e veta. Mbështetja në metodologjinë marksiste-leniniste. Mbështetja në për-vojën e përparuar. Mbështetja në tabanin kombëtar. Mbështetja e kandidaturës. Pika e mbështetjes.*
2. *shih* MBËSHTETËSE,~JA t. *Mbështetje e palëvizshme. I vuri një mbështetje.*
3. *vet. nj.* Njeri a grup njerëzish që përkrah dhe ndihmon dike; përkrahës a tërësi përkrahësish; diçka ku mbështetet dikush; përkrahje; ndihmë. *Mbështetje e plotë (e sigurt, e fuqishme, e vendosur). Kërkoi (gjetii siguroi) mbështetjen e dikujt. Nuk ka mbështetje. Ishte pa mbështetje.*
4. *libr.* Bazë. *Në mbështetje të ligjit... (të nenit... të vendimit.-..). Si mbështetje mund të merret...*
MBËSHTETSHËM (I), ~ME (e) *mb.* Që mund të mbështetet, i arsyeshëm.
MBËSHTETUR (i,e) *mb.* Që mbështetet në fakte e në prova ose në parime e arsyetime të shëndosha; që është ndërtuar a që ngrihet mbi një bazë të shën-doshë; i argumentuar mirë, i bazuar. *Vendim (pohim, arsyetim) i mbështetur.*
MBËSHTETUR *ndajf.* Duke u mbështetur te diçka a te dikush. *Rrinte mbështetur.*
MBËSHTILLEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Mblidhet si lëmsh ose rreth e rrotull diçkaje; *kund.* çmbështillet;shtillet. *U mbështoll filli (litari). Hardhia u mbështoll rreth pemës.*
2. Mbulohem rreth e rrotull me një rrobë; *kund.* çmbështillem. *Mbështillem me kapotë (me batanije, me çarçaf, me jorgan). Mbështillem me shall. Mbësh-tillu mirë që të mos ftohesh!*
3. Mbledh trupin e bëhem si grusht; mblidhem, kruspullohem. *U mbështoll nga të ftohtët (ngafrika). U mbështoll si lëmsh.*
4. *kryes. sh. fig. bised.* Mblidhemi në një vend, grumbullohemi. *U. mbështollën në shtëpi. I gjithë fshati u mbështoll te sheshi. Iu mbështollën gardh* iu mbësh-tollën shtrënguar rreth e rrotull. *Iu mbështollën përreth (rreth).*
5. *fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor tie r. dhanore) bised.* I hidhem dikujt me vrull, i turrem; i përmbltdhem. *Qentë iu mbështollën egërsirës. Iu mbështoll më të shara,*
6. *vet. veta HI krahin.* Ngjizet, zihet, pikset (për qumështin); trashet (për hallvën).
7. *Pës. e* MBËSHTJELL.
• M'u mbështoll (m'li mblodh) *diçka* në grykë *shih te* MBLIDHEM 8. Po i mbeshtillet kapistalli *dikujt shih te* KAPISTALL,~I. Iu mbështoll (iu mblodh) lëmshl *dikujt shih te* MBLIDHEM. U mbështoll (u mblodh) në guaskën e vet *shih te* GUA-SKË,~A. U soil e u mbështoll *dikush* u përpoq më të gjitha mënyrat, dha e mori.
MBËSHTJELL fra.,~OLLA, ~JELLË. 1. Mbledh fillin lëmsh në një gjep a në masur; mbledh; *kund.* çmbështjell; shtjell. *Mbështjell perin (fijet). Mbështjell he kdllatn. Mbështolli litarin (telin).*
*2.* Mbuloj diçka rreth e rrotull me një rrobë, me letër ose me diçka tjetër, e mbledh në diçka; e lidh me shami a me një rrobë tjetër si bohçe; e vesh për-sipër ose rreth e rrotull me diçka; *kund.* çmbështjell. *E mbështollën me çarçaf (me batanije). Mbështjell kokën me shami. Mbështjell qafën me shall. Mbështjell librat me gazetë. Mbështjell bukën (djathin). I mbështolli plaçkat në bohçe.*
3. *fig.* Mbledh në një vend, grumbulloj. *Mbështolli plaçkat në një vend. Mbështolli shokët në shtëpi. Mbështolli tërë fshatin. E mbështollën bagëtinë në vathë.*
4. Mbledh diçka si lëmsh; mbledh diçka të shtrirë a të hapur. *Mbështjell trupin (këmbët). Mbështolli,grushtin. E mbështolli shaminë shuk.*
5. *fig.* E rrok, e afroj dhe e shtrëngoj; e përqafoj; e fut në mes. *E mbështjell në gji (në gjoks). E mbësh-\tolli në grusht. E mbështollën në mes.*
6. *krahin.* Ngjiz, zë, piks (qumështin). *E mbështjell in qumështin për kos (për djathë).*
• Mbështilli (mblidhi) mendtë (trutë)! *shih te* MEND, ~TË.
MBËSHTJELLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* MBËSHTJELLËSE,~JA i. *Mbështjellë lëkure (me-\ shine, teneqeje).*
*2. bised.* Diçka e fshehtë a tepër e ndërlikuar dhe e paqartë, që është e vështirë të zbulohet a të kup-tohet, e fshehtë, enigmë. *S'e gjenin dot atë mbështjellë.*
MBËSHTJELLË (i,e) *mb.* 1. Që është mbledhur lëmsh ose në një gjep a në masur. *Fije të mbështjella.*
*2.* Që është mbështjellë me një rrobë a me diçka tjetër të butë; që është me mbështjellëse, i veshur. *Libër i mbështjellë. Tel i mbështjellë. E kishte të mbështjellë fëmijën.*
MBËSHTJELLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Gyp, masur etj., rreth të cilit mbeshtillet diçka si fill a si nip; diçka që mbështjell. *Mbështjellësi ipenjve. Mbësh-tjellësi i filmit.*
2. *shih* MBË3HTJELLËSE,~JA t.
M8ËSHTJELLËS,~E *mb.* Që shërben për të mbështjellë diçka me të; që mbështjell diçka. *Letër mbështjellëse. Cipë (lëkurëz) mbështjellëse.*
MBËSHTJELLËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Rrobë, letër a çdo gjë tjetër e hollë që shërben për të mbështjellë ose për të veshur diçka; lëkurë e hollë a cipë që mbështjell diçka. *Mbështjellëse prej letre. Mbështjellësja e fares (e pemës). I heq\ mbështjellësen.*
*2. shih* MBËSHTJELLËS,~I t. *Mbështjellësja e cigareve.*
MBËSHTJELLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBËSHTJELL, MBËSHTILLEM. *Mbështjellja e peril (e fillit, e litarit).*
*2. shih* MBËSHTJELLËSE,~JA i. *Mbështjellje prej alumini.*
3. Shtresë lënde që mbështjell diçka rreth e rrotull. *Mbështjellja ajrore. gjeogr.* atmosfera. *Mbështjellja ujore. gjeogr.* sipërfaqja ujore e rruzullit tokësor (oqea-net, detet etj.).
4. *thjeshtligj.* Mbledhje. *Nisi (filloi) mbështjellja. Kishin një mbështjellje.*
MBI- *fjalëform.* Përdoret si parashtesë për të for-muar emra, mbiemra e folje që shënojnë: 1. Send, dukuri, cilësi, veprim etj. që është, që lëviz a që zhvillohet sipër diçkaje, në sipërfaqen ose në pje-sën e si për më të saj; p.sh. mbiblshtëz, i mbidheshSm, mbifushë, mbikalim,

mbikrah, mbilëkurë, mblshartesë, mbishkrim, mbishkruaj, mbitokësor, i mblujshem, mbivetull etj.
2. Send, dukuri, cilësi, veprim etj. që i shtohet diçkaje tjetër dhe e rrit atë; p.sh. mbiharxhim, mbi-shtesë, mbishtresë, mbishtresohet, mbitaksë etj.
3. Send, dukuri, cilësi, veprim etj. që qëndron sipër të tjerëve, ngrihet me lart se ata ose i kapërcen ata; p.sh. mbidialektor, mbiklasor, I mbinatyrshSm, mbi-njeri, mbinjerëzor, mbisundon, mbishtetëror etj.
4. Send, dukuri, cilësi, veprim etj. që ka përmasa më të mëdha a force më të madhe se të tj'erët ose që është në sasi më të madhe se zakonisht; p.sh. mbi-çmoj, i mbifuqishëm, mbingacmim, mbingopje, mbi-ngroh, i mbinxehur, mbivlerësoj etj.
5. Send, dukuri, cilësi, veprim etj. që del nga një tjetër, që lidhet a ka të bëjë më të etj.; p,sh. mbiemër, mbiemëroj, mbifitim, mbijetoj, mblkëqyr, mbikohë, rabipunë, i mbiquajtur, mbivlerë etj.
MBI *parafj.* Përdoret me një emër ose përemër në rasën kallëzore, që shënon: 1. Sendin, ve-ndin etj., në sipërfaqen e të cilit ndodhet ose lëviz dikush a diçka, bëhet ose zhvillohet diçka; sipër në; *kund.* nën. *Vë mbi tryezë. Ra mbigurë. Shtrihem mbi rërë. Rrëshqet mbi akull. Hipi mbi pemë (mbi mur, mbi çati). Vë mbi kokë. U ul mbi një trung. E mori mbi shpinë. U përhap mbi dysheme. Doli mbi ujë. I doli djersa mbi këmishë. Mos shkelni mbi bar!*2. Sendin, vendin etj., në hapësirën sipër të cilit ndodhet ose lëviz dikush a diçka, kryhet një veprim etj.; përmbi; *kund.* aëa. *Një pillëmbë mbi koki. Pak mbi shtyllën e si për me. Urë mbi lumë. Dyqind metra mbi tokë. Fluturoi mbi del (mbi qytet). Ikaloi mbi kokë. U ngjit mbi re. Llanlba Varej mbi tryezë.*
3. Dike, kundër të cilit veprojmë ose një vend, drejt të cilit hidhemi. *U hodhën mbi armikun (mbi kundërshtarin). U sulën mbi tankun gjerntan. U turrën (u sulën) mbi kësktjellë (mbi qytet). Qentë u lëshuan mbi ujkun. Të gjithë mbi ta!*
*4. libr. shih për* (përdoret zakonisht në tituj ve-prash shkencore, publicistike etj.). *Mbi bazat e le-ninizmit. Mbi zhvillimin e bujqësisë. Mbi arsimin dhe kulturën. Mbi përdorimin e bimëve mjekësore.*
5. *(edhe me një numëror).* Cakun, njësinë, gjendjen a diçka tjetër që merret si pikënisje, si masë, si kufi etj. ose sipër së cilës është a kryhet diçka; me shumë se...; *kund.* nën. *Zotime mbi planin (mbi normën). Dhjetë përqind mbi mesataren. Dy grade mbi zero. Një ton mbi ngarkesën e zakonshme. Zotime mbi de-tyrën. Erdhën mbi njëqind. E shkroi mbi katër here, hhte mbi moshën e caktuar.*
*6.* Dike a diçka që është nën një tjetër ose diçka sipër, përtej a jashtë së cilës bëhet një punë, krijohet një gjendje e re etj. *Vë interesin e përgjithshëm mbi gjithçka. Mbi të gjithë donte nënën. Nuk vë njeri mbi të. E vinte veten mbi të tjerët (mbi masat). Thonë se qëndrojnë mbi klasat (mbi blloqet, mbi shtetin). Mbi të gjitha...* para së gjithash...
7. *libr.* Diçka që shërben si themel, drejtim a pikënisje për një veprim të mëtejshëm; në bazë të... *Mbi bazën e vendimeve (e udhëzimeve, e parimeve). Mbi propozimin e kryetarit. Mbi bazën e tetëvjeçares. Mbi këtë bazë... (mbi këtë pike.. J.*
8. *(me një emër që përsëritet).* Një shkallë të lartë të cilësisë a të gjendjes që shprehet nga emri; shumë, tepër. *Trim mbi trima* shumë trim, kryetrim. *Mbledhje mbi mbledhje* shumë mbledhje. *Halle mbi halle* shumë halle. *Borxhe mbi borxhe* shumë borxhe. *Pengesa mbi pengesa* shumë pengesa.
9. Sendin që shërben si objekt i veprimit tone. *Rri gjithë ditën mbi libra.*
MBIBISHT,~I *m.* Pjesa e vitheve të kafshëve mbi bishtin.
MBIBISHTËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesa e pa-jimeve të kafshëve të barrrës, që kalon mbi bisht dhe mban samarin ose shalën. *Rripi i mbibishtëzës.*
MBIÇMIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBIÇMOJ, MBICMOHEM. *Mbiçmimi i rrezikut. Mbiçmimi i vetvetes.*
MBIÇMOHEM. *Pës. e* MBIÇMOJ.
MBIÇMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E çmoj dike a diçka me shumë nga ç'është a nga ç'vlen në të vër-tetë, e çmoj me lart se sa e meriton; mbivlerësoj; *kund.* nënçmoj. *E ka mbiçnluar atë shkrimtar. I mbi-çmonte aftësitë e tij. E mbiçmoi rrezikun. I mbiçmonin forcat e armikut. Nuk e mbiçmon punën e vet.*
MBIDIALEKTOR,~E *mb. gjuh.* Që qëndron mbi dialektet, që është i një shkalle rnë të lartë se dialektet e të folmet. *Sistem mbidialektor. Ka karakter mbidia-lektor. Gjuha letrare kombëtare është gjuhë mbidialektor e.*
MBIDHESHËM (0, ~ME (e) *mb.* Qe gjendct mbi sipërfaqen e tokës, që është a jeton mbi dhe; mbitokësor; *kund.* i nëndheshia. *Pasuria e mbidheshme. Ujërat e mbidheshme. Qenie të mbidheshme.*
MBIEMËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. *gjuh.* Pjesë e ligjëratës që shënon një tipar të sendit, ka shkallë krahasimi dhe lidhet me emrin, më të cilin përshtatet në gjini, në numër e në rase. *Mbiemër i nyjshëm (i panyjshënt). Mbiemër cilësor (dëftor, i pakufishëm). Mbiemër foljor (prejfoljor). Emri. e mbiemri. Shkallët e mbiemrit. Lakimi i mbiemrave.*
2. Emri i familjes që vihet pas emrit të njeriut; llagap. *Emri e mbiemri. Mbiemri i burrit (i gruas). Sipas mbiemrit të autorit. Mbante dy tnbiemra.*
MBIEMËRlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MB1EMËROJ, MBIEMËRO-HEM.
MBIEMËROHEM *vetv.* Mbiquhem. MBKMËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Mbiquaj.
MBIEMËROR,~E *mb. gjuh.* Që lidhet me mbiemrin, që i përket mbiemrit; që ka vlcrën a tiparet e mbiemrit. *Temë mbiemërore. Prapashtesë mbiemërore.*
MBIEMËRZlM,~I *m. gjuh.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBIEMËRZOJ, MBffiMËRZO-
HET. *Mbiemëfzimi i pjesores.*
MBIEMËRZOHET *gjuh. Pës. e* MBIEMËRZOJ.
MBIEMËRZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *gjuh.* E kthej në mbiemër ose e përdor si mbiemër (një emër a një pjesë tjetër të ligjëratës). *Mbiemërzo] një emër.*
MBIEMËRZUAR (l,e) *mb. gjuh.* Që është kthyer në mbiemër, ose që përdoret si mbiemër. *Pjesore e mbiemër zuar.*
MBIFAQE,~JA . Sipërfaqe.
MBIFITlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *ek.* Fitim mbi fitimin e zakonshëm a të parashikuar, që nxjerr ka-pitalisti nga shfrytëzImi i egër i punëtorëve dhe nga rrënimi e varfërimi i shumicës së popullsisë së vendit; fitim shumë i madh që nxirret nga grabitja e shfre-nuar e vendeve të tjera, nga luftërat dhe nga milita-rizimi i ekonomisë etj. *Mbifitimet e monopoleve. Etja për fitime e për mbifitime. Nxjerrin mbifitime.*

MBIFUND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pjesa e gjethe-ve të duhanit mbi ato të fundit. *Vjelja e mb(fundeve.*

MBIFUQISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është shumë i fuqishëm, që ka force mbi gjithë të tjerët, jashtë-zakonisht i fuqishëm. *Qenie e mbifuqishme. Helm i mbifuqishëm.*

MBIFUSHË,~A . Vend pranë fushës, që shtrihet në kodra e kodrina; rrafsh kodrinor. *Kooperativat (njerëzit) e.mbifushës.*

MBIHARXHlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Harxhimi mbi masën e caktuar, harxhim i tepërt. *Mbihwxhimi i benzines (i energjisë elektrike).*

MBMETESË,~A . *libr.* Veprimi dhe gjeodja sipas kuptimit të foljes MBIJETOJ. *Mbijetesa e dia organizmave. Mbijetesa e fjalëve të lashla.*

MBIJETOJ *joked.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Rroj gjatë edhe pas vdekjes së një tjetri ose pas një ngjar-jcje; jetoj me gjatë se dikush. *Dishira për të mb(je-titar.*

2. *kryes. vela III.* Vijon të rrojë për një kohë të gjatë; është, ruhet ende; qëndron. *Mbijeton në kuj-tesën e njerëzve. Mbijetojnë ende disa paragjykime të vjetra. Qyteti u zhduk, po emri i tij mbijeton.*

MBIJETOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Organizes), send ose dukuri që ka arritur deri në ditët tona si rribeturinë e kohëve të lashta, mbeturinë; relikt. *Është rUajlur si një mbijetojë e ilirishtes.*

MBIKALIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Urë për kalimin e automjeteve e të këmbësorëve mbi një udhë, za-konisht në një kryqëzim rrugësh a hekurudhash. *Mbi-kalimet e rrugëVe.*

MBIKËQYR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Vëzhgoj me kuj-des lëvizjet, veprimet a sjelljen e dikujt, që të kryejë datyrën, të zbatojë porositë, të mos shkelë rregullat ejudhëzimet, të mos bëjë dëme e veprime të tjera të ndaluara, të mos pësoje ndonjë të keqe etj.; kujdesern për dike; mbaj nën mbikëqyrje, ruaj. *Mbikëqyrte fëmijët. Mbikëqyr të sëmurët. Mbikëqyrte të burgosurit. E mbikëqyrte me bisht të syrit.*

*2.* Ndjek me vëmendje e me kujdes një punë, n|jë veprimtari etj., e kontrolloj që çdo gjë të bëhet në rregull, kujdesem për diçka; jam i ngarkuar të ndjek një punë a një çështje. *Mbikëqyr punimet e një ndërtese. Mbikëqyr zbatimin e ligjeve. Mbikëqyr punën e sektorëve.*

MBIKËQYREM. *Pës. e* MBIKËQYR.

MBIKËQYRËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. 1. Ai që vëzhgon veprimet e s jell jet e dikujt; kujdestar. *Mbikëqyrësi i \nxënësve. Mbikëqyrësi i punëtorëve.*

12. Ai që ndjek me vëmendje e kujdes një punë, një veprimtari etj., ai që është ngarkuar të mbikë-qyrë diçka; kontrollor. *Mbikëqyrësi i prodhimit (i cilësisë).*

\ 3. *vjet.* Inspektor i arsimit. *Mbikëqyrësi i qarkut.*

MBIKËQYRËS,~E *mb.* 1. Q5 vëzhgon veprimet e sjelljen e dikujt, që mbikëqyr. *Mjeku mbikëqyrës.*

2. Që ndjek me vëmendje e kujdes një punë, një veprimtari etj., që është ngarkuar të mbikëqyrë diçka. *Grupi mbikëqyrës.*

MBIKËQYRJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBIKËQYR, MBIKËQYREM. *Mbikëqyrja e të sëmurëve.*

12. Tërësia e veprimeve dhe e mënyrave që përdoren për të mbikëqyrur dike a diçka. *Mbikëqyrje e posaçms (e rreptë, e vijueshme). Nën mbikëqyrjen e mjekut. E la pa mbikëqyrje.*

MBIKOHË,~A . *ek.* Pjesa e kohës së punës të punëtorit me mëditje në vendet kapitaliste, gjatë së cilës krijohet mbivlera, që përvetësohet nga ka-pitalisti pa shpërblim.

M'EiiQKRAH,~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Secili nga të dy krahët e sipërm, që mbulojnë dhe mbrojnë dy kra-hët e tjerë te disa kandrra.

2. Pjesa e sipërme e krahut të njeriut.

jMBILËKURË,~A . 1. *anat.* Shtresa e sipërme e lëkurës së njeriut ose të kafshëve; sipërfaqja e lëku-rë's. *Mbilëkura e dorës (e kokës).*

2. *bot.* Shtresa e sipërme e lëvores së drurëve; cipa ë,jashtme që mbulon kërcellin, rrënjën, gjethet, frytin etj. *Mbilëkura e pishes. Mbilëkura e domates.*

MBILLET. 1. *Pës. e* MBJELL. *U mbollgruri (misri). U mboll gjithë sipërfaqja e planifikuar. U mboll në kohë.*

2. *Pavet. e* MBJELL. *Nuk duhet të mbillet në la-gështirë.*

*-k* Ku mbillet s'korret *dikush* bredh sa nga një vend në një tjetër, ku ngryset nuk gdhihet.

MBIN *jokal.,* ~U, ~RË. 1. Nis c nxjerr krye mbi tokë, nxjerr biskun, del (një fare e mbjellë); mugullon (bari etj.); lëshon syth, shperthen. *Mbiu fora. Ka mbirë bari (gruri, misri). Mbinë Met. Kane mbirë patatet (qepujkat).*

2. Del (për dhëmbët, thonjtë). *S'i kanë mbirë ende dhëmbët.*

3. *fig. bised.* Del e rritet mbi tokë, ngrthet. *Kanë mbirë shumë shtëpi (fshatra) të reja.*

4. edhe *veto I* MBIJ *jokl.,* ~VA, ~RË *fig. bised.* Vij diku papandehur e pa u kuptuar, da! papritur, dukei, shfaqem befas; zë rrnjë e nuk shkulet. *Veç kur mbiu në derë. Nga miimë gjithë këta njerëz? Nga na mbive kështu? Mbiu përsëri ni qytet (në fshat). Mbiu te ne, s'ikte, Mbiu në derë të dyqanit e s'largohe],*

*5. fig. bised.* Zë rrënjë e nxjerr krye; duket, del, lind. 7 *mbiu një ide (një dëshirë). I mbiu një hall i madh (një e keqe e madhe). I mbmë shumë të zeia. Kanë mbirë shumë teorreaksionare.*

•*k* I ka mbirë (i ka dale) bari (në foqe, në sy) *shih te* BAR,~I i. Me mbiu në bark m'u mërzit (për një ush-qim a gjellë që e hamë shumë shpesh). I mbiu në derë *keq.* i vete shpesh sa e mërzit, i mbeti në derë. I mbiu në kokë (në mendge) nuk i hiqet nga mendja, aty e ka mendjen. Me mbiu në sy *mospërf. shih te* SY,~RI. Duket bima që kur mbin *fj.u. shih te* BIMË,~A. I mbiu bari në faqe *shih te* BAR,~I i. I rabiftë ferra në derë! *maIk, shih te* FERRË,~A. I rabiu slierri midis hairit *shih te* SHERR,~I. Prit gomar të mbijë bar! *shih te* GOMAR,~I.

MBINATYROR,~E *mb.* I mbinatyrshëm. *Force (fuqi) mbinatyrore. Qenie mbinatyrore. Madhësi mbi-natyrore. Me përmasa mbinatyrore.*

MBINATYRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është përtej natyrës a mbi natyrën, që nuk i përket kësaj bote; që nuk është pjesë e natyrës dhe nuk u nën-shtrohet ligjeve të saj, që nuk shpjegohet me ligjet e natyrës (sipas mitologjisë e dogmave fetare). *Qenie e mbinatyrshme. Fuqitë e mbinatyrshme.*

*2.* Që e tejkalon masën e zakonshme, që nuk është i natyrshëm, i jashtëzakonshëm; që të çudit, që të mahnit, i habitshëm. *Shpejtësi (madhësi) e mbinatyrshme. Ka një force të mbinatyrshme. Bën përpjekje të mbinatyrshme.*

MBINDËRTIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Ndërtim që bëhet mbi një tjetër.

MBINGACMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Gjendje e një ngacmimi të lartë nervor. *Mbingacmim nervor.*

MBINGARKESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Ngarkesë që e tejkalon masën e lejuar ose që i shtohet një ngar-kese të zakonshme; ngarkesë e tepërt (edhe *fig.). Mbingarkesë e madhe. Mbingarkesë mësimore. Mbi-ngarkesë në punë. Mbingarkesë math ash. Përballimi i mbingarkesave.*
2.*shih* MBINGARKIM,~Ii.MBINGARKlM,—I m. 1. Veprimi sipas kuptimeve *i&* foljeve MBINGARKOJ, MBINGARKOHEM. *Mbi-ngarkimi i automjeteve. Mbingarkimi i nxënësve. Mbi-ngarkimi i programeve.*
2. *shih* MBINGARKESË,~A i. *Za mbingarkim.*
MBINGARKOHEM *vetv.* 1. Marr mbi vete punë ose detyra jashtë masës së zakonshme, ngarkobem tepër. *Mbingarkohej me punë.*
2. *vet. veto III.* Mbushet një pemë etj. plot, ngar-kohet me tepër se zakonisht, aq sa mund të thybet, të këputet etj. *Jane mbingarkuar pemët me kokrra.*
3. *Pës. e* MBINGARKOJ.
MBfNGARKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Ngar-koj një kafshë a një automjet me shutnë se sa duhet të mbajë rregullisht, i vë një barrë më të madhe se ngarkesa e zakonshme, e ngarkoj tepër, jashtë masës. *E mbingarkoi kalin (kamionin).*
2. *fig.* E ngarkoj dike me punë a me detyra më të rënda a më të shumta se sa duhet të kryejë rregullisht ose se sa mund të përballojë zakonisht, e ngarkoj tepër, jashtë masës. *E mbingarkoi me punë (me detyra).*
3. *fig.* I shtoj një shkrimi, një vepre etj. gjëra të tepërta, të panevojshme ose të vështira për t'u për-vetësuar a përballuar. *E mbingarkoi tekstin (progra-min). E ka mbingarkuar pikturën (skulpturën).*
MBINGARKUAR (i,e) *mb.* I. Që është ngarkuar tepër, jashtë masës.
2. *fig.* Qe është ngarkuar me punë ose me detyra më të rënda a më të shumta se sa duhet të kryejë rregullisht ose se sa mund të përballojë zakonisht. *Nxënës (mësues) i mbingarkuar.*
3. Që i janë shtuar gjëra të tepërta, të panevojshme ose të vështira për t'u përvetësuar a përballuar. *Plan i mbingarkuar. Tekste të mbingarkuara.*
MBINGOPJE,~A. *spec.* Ngopje e tepërt, ngopje mbi masën e zakonshme; tejngopje. *Mbingopja e tretësirës.*
MBINGOPUR (i,e) *mb.* Që është ngopur me diçka me shumë se sa duhet, i ngopur tepër; i tejngopur. *Avull i mbingopur.*
MBINGROH *kal.,* ~A, ~UR. E ngroh me shumë se sa duhet, e ngroh mbi masën e zakonshme. *Mbi-ngroh ujin.*
MBINGROHET *vetv.* 1. Ngrohet me shumë se sa duhet, ngrohet mbi masën e zakonshme. *2. Pës. e* MBINGROH.
MBINGROHJE,~A . Veprimi dhe gjendja si-pas kuptimeve të foljeve MBINGROH, MBINGROHET. *Mbingrohja e ujit. Mbingrohja e dhomës. Mbi-ngrohja e organizmit.*
MBINORMATIVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *ek.* Tre-gues i prodhimit të një malli, të një sendi etj. ose i harxhimeve për prodhimin e tyre mbi normativën; mall i prodhuar ose vlerë e harxhuar jashtë norma-tivës. *Mbinormativa e materialeve. Mbinormativa e lëndës së pare. Ulja e mbinormativave.*
MBINXEH *kal.,* ~A, ~UR. E nxeh me shumë se sa duhet, e nxeh mbi masën e zakonshme. *Mbinxeh hekurin.*
MBINXEHET *vetv.* 1. Nxehet me shumë se sa duhet, nxehet mbi masën e zakonshme. *U mbinxeh motori.* 2. *Pës. e* MBINXEH.
MBINXEHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MBINXEH, MBINXEHET. *Mbinxehja e lëngjeve. Mbinxehja e motorit. Mbinxehja e trupit.*
MBINJERËZOR,~E *nib.* Që i kapërcen fuqitë, aftësitë e mundësitë e njeriut; jashtëzakonisht i madh. *Përpjekje (qëndresë, luftë) mbinjerëzore. Durim mbi-njerëzor. Punë (sakrificë) mbinjerëzore.*
MBINJERI,~IU *m. sh.* MBINJERËZ, MBINJE-
RËZIT. Njeri që, sipas filozofisë idealiste e reaksionare, ka fuqi e aftësi mbinjerëzore, nuk njeh asnjë kufizim në dëshirat e veprimet e veta dhe është caktuar gjoja nga fati për të udhëhequr ose për të sunduar të tjerët, të cilët duhet t'i nënshtrohen vullnetit të tij. *Teoria (ideja) e mbinjeriut. Kulti i mbinjeriut.*
MBIPETK,~U *m.sh.* ~A, ~AT. Veshje e sipërme (pallto etj.), që mbahet mbi kostum.
MBIPOPULLIM,~I *m. gjeogr.* Gjendja në një vend kur ka popullsi të tepërt; popullim tej mase. *Teoria e mbipopullimit* teori reaksionare, sipas së cilës popullsia shtohet shumë me shpejt se sa shtohen mje-tet e nevojshme për jetesë dhe prandaj në botë ka njerëz “të tepërt” që bëhen shkak për varfërinë e që duhen pakësuar me çdo mënyrë.
MBIPRODUKT,~I TO. *ek.* Ajo pjesë e prodhimit që nxjerr punëtori me mëditje gjatë kohës së mbipunës dhe që përvetësohet nga kapitalisti pa shpërblim.
MBIPRODHIM,~I *m. ek.* 1. Prodhim i tepërt mallrash në ekonominë kapitaliste, që kapërcen fu-qinë blerëse të punonjësve. *Mbiprodhimi i mallrave. Krijimi i mbiprodhimit. Përvetësimi i mbiprodhimit nga pronarët.*
*2.* Mbiprodukt.
MBIPUNË,~A . *ek.* Pjesa e punës të punë-torit me mëditje, gjatë së cilës krijohet mbivlera, që përvetësohet nga kapitalisti pa shpërblim; puna që bëhet nga punëtori me mëditje gjatë mbikohës. *Mbipuna e punë to rit.*
MBIQUAJ *kal,* ~TA, ~TUR. I vë ose i shtoj dikujt një emër tjetër, veç emrit që ka, e thërras edhe me një emër tjetër; i ngjit një llagap a një nofkë; mbiemëroj. *Gjergj Kastriotin e mbiquajtën Skënderbe.*
MBIQUHEM *vetv.* 1.1 vë vetes;ijë emër a mbiemër tjetër të ri, mbiemërohem.
2. *Pës. e* MBIQUAJ. *Aleksandri i Maqedonisë u mbiquajt edhe Aleksandri i Madh.*
MBIRË (i,e) *mb.* Që ka nxjerrë krye mbi tokë ose që ka lëshuar syth, që ka mbirë. *Fare e mbirë. Palate (qepë) të mbira.*
• Bathe e mbirë në udhë *shih te* BATHË,~A.
MBIRËS,~E *mb.* Që ka vetinë të mbijë, që është a që vlen për mbirje (për farën). *Aftësia mbirëse. Fuqia mbirëse* aftësia që ka bima për të mbirë e për t'u zhvi-lluar.
MBIRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes MBIN. *Mbirje e mirë (e dobët, e plotë, e rregulltj. Mbirja e fares (e bimëve, e pambukut, e patates, e barërave të këqijn). Sigurimi i mbirjeve.*MBIRRYMË,~A . *elektr.* Denduri shumë e lartë e rrymës elektrike.
MBISHARTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bujq.* Syth osc bisk druri, që vihet mbi një nënshartesë për të përmirësuar Hojin. *Mbishartesë molle me nënshartesë dardhe. Pemët e mbisharlesës.*
MBISUNDIM,~I *nt.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes MBISUNDON. *Mbisundimi i in-*

*dustrisë së rëndë. Mbisundimi i së resë. Mbisundimi* ij *së kuqes në ngjyrat e tjera.*
2. *shin* MBIZOTËRIM,~I2. *Mbisundim i plotë.*
MBISUNDON *jokal,* ~OI, ~UAR. Sundon mbi të tjerët, shquhet me shumë; mbizotëron. *Në tablo mbisundonte ngjyra e kaltër. Mbisundon fry ma e ak-sioneve. E reja mbisundon mbi të vjetrën. Në fshat përpara Çlirimit mbisundonin marrëdhëniet gjysmë-feudale.*
MBISUNDCES,~E *mb.* Që sundon mbi të tjerët, që shquhet me shumë; mbizotërues. *Mendim tnbisun-dues. Ide mbisunduese. Tipar mbisundues.*
MBISUP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Rrip rrobe i qepur në pjesën e supit të një uniforme ushtarake, mbi të cilin mund të vihen edhe shenjat dalluese të gradave. *Hoqi mbisupet.*
MBISHKRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBISHKRUAJ, MBI-SHKRUHET. *Mbishkrimi i një emri në gur.*
*2.* Fjalë të gdhendura mbi një gur, mbi një pllakë a diku tjetër për të shënuar diçka, për të përkujtuar një njeri ose një ngjarje etj.; epigraf; diçka e shkurtër e shkruar mbi letër, mbi beze etj. për një qëllim të caktuar. *Mbishkrim i vjetër. Mbishkrimi në zarf. Mbishkrimi i ftamurit. Mbishkrimi i lapidarit (i varrit). Mbishkrime në mur. Mban (ka) këtë mbishkrim. Lexoj mbishkrimet.*
MBISHKRUAJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *iibr.* Gdhend një emër a disa fjalë mbi një gur, mbi një pllakë a diku tjetër për të shënuar diçka, për të përkujtuar një njeri ose një ngjarje etj.; shkruaj diçka të shkurtër mbi letër, mbi beze etj. për një qëllim të caktuar. *Mbi-shkroi një përkushtim mbi gurin e varrit. Mbishkruaj një parullë.*
MBISHKRUAR (i,e) *mb.* Që ka një mbishkrim. *Pllakë e mbishkruar.*
MBISHKRUHET. *Pës. e* MBISHKRUAJ.
MBISHPEJTIM,~I *m. Iibr.* Përshpejtim.
MBISHPENZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shpenzim mbi masën e duhur, shpenzim i tepërt, mbiharxhim. *Mbishpenzim i kotë. Mënjanimi i mbishpenzimeve*.
MBISHTESË,~A *sh.* ~A, ~AT. Shtesë e re, që bëhet mbi të parën a mbi një shtesë të zakonshme, shtesë mbi një shtesë tjetër. *Mbishtesë mujore. Mbi-shtesë rroge. Mbishtesa në peshë.*
JVIBISHTETËROR,~E *mb. drejt.* Që qëndron mbi shtetin dhe jashtë kontrollit të tij (sipas një kon-cepti joshkencor të përhapur në yendet borgjeze e reyizioniste). *Organ mbishtetëror. Gjykatë mbishte-tëkore.*
MBISHTRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shtresë mbi një shtresë tjetër. *Mbishtresa e çatisë. '2. fig.* Shtresë e mëvonshme kulturore, gjuhësore
etj. mbi një shtresë tjetër të mëparshme. *Mbishtresa të reja. Mbishtresa greke (romake, sllave). Mbishtresa të huaja.*
MBISHTRESIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBISHTRESOJ, MBI-SHTRESOHET.
2. Shtresim i ri ose i mëvonshëm mbi një shtresë tjetër të mëparshme; mbishtresë. *Mbishtresime lek-sikore. Mbishtresimet në gjuhë.*
MB1SHTRESOHET *vetv.* 1. Vihet një shtresë e re mbi një tjetër. 2. *Pës. e* MBISHTRESOJ.
MBISHTRESOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vë një
shtresë të re mbi një tjetër.
MBITAKSË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fin.* Taksë e re që i shtohet një takse të mëparshme, shtesë takse (në vendet ku ka taksa). *Mbi taksë doganore. Mbi-taksë mbi të ardhurat. Vënia (heqja) e mbitaksës. Ngritja (ulja) e mbitaksës. Marrja e një mbitakse.*
MBITENSION,~I *m.sh.* ~E, ~ET *elektr.* Ngritje e theksuar e tensionit elektrik mbi vlerën e caktuar për një qark dhe që paraqet rrezik për instalimet e aparatet e lidhura me të. *Mbrojtja e pajisjeve elektrike nga mbitensionet.*
MBITOKËSOR,~E *mb.* 1. Që gjendet a që rron mbi sipërfaqen e tokës; që ndodh ose bëhet mbi sipër-faqen e tokës; i mbidheshëm; *kund.* nëntokësor. *Qenie mbitokësore. Pasuritë mbitokësore. Burim mbitokësor. Ujëra mbitokësore. Punime mbitokësore. Pjesët mbitokësore (të bimës). bot. Shpërthime mbitokësore.*
*2.* I mbinatyrshëm; mbinjerëzor. *Fuqi (force) mbitokësore.*
MBIUJE,~T . *vet. sh.* Tokat mbi ujë.
MBIUJËS,~E *mb.* 1. Që qëndron ose që vepron mbi ujë; *kund.* nënujës. *Anije mbiujëse. Mine mbiujëse.*
*2. si em.* ~E, ~JA *sh.* ~E, ~ET. Mjet a diçka tjetër që lundron mbi ujë ose që vepron duke lundruar mbi ujë. *Lundrimi i mbiujëseve.*
MBIUJOR,~E *mb.* I mbiujshëm; *kund.* nënujor.
MBIUJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që gjendet a që bëhet mbi sipërfaqen e ujit; që është mbi det, mbi liqen a mbi Iumë; *kund.* i nënujshëm. *Pjesa e mbiuj-shme. Shkëmbinj të mbiujshëm. Shpërthim i mbiujshëm.*
MBIVARRSHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* PËRMBI-VARRSHËM (i), ~ME (e). *Gur i mbivarrshëm.*
MBIVETULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesa e fy-tyrës mbi vetull. *Mbivetulla e djathtë (e majtë). Kishte.një shenjë (një plage) në mbivetull.*
MBIVLERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *ek.* Pjesa e punës së papaguar të punëtorit me mëditje, që për-vetësohet nga kapitalisti dhe përbën burimin e fitimeve të tij. *Mbivlera absolute (relative). Ligji i mbivlerës. Teoria e mbivlerës e K. Marksit. Krijimi i mbivlerës.*
MBIVLERËSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBIVLERËSOJ, MBIVLERËSOHEM.
*Mbivlerësimi i rrezikut. Mbivlerësimi i kundërshtarit (i armikut).*
MBIVLERËSOHEM. *Pës. e* MBIVLERËSOJ.
MBIVLERËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E vle-rësoj dike a diçka me shumë se sa është në të vërtetë,e quaj më të rëndësishëm, më të forte etj. nga ç'është; mbiçmoj; *kund.* n(nvlerësoj. *E mbivlerësoi rrezikun. Mbivlerësoi rolin (rëndësinë) e diçkaje. Nuk e mbivlerëson veten. E mbivlerëson punën e tij. As i mbivlerësojmë, as i nënvlerësojmë forcat e kundërshtarit.*
MBIZOTËRfM,~I m. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes MBIZOTËROJ. *Mbizotërimi i sistemit socialist mbl sislemin kapitalist. Mbizotërimi i metodave revolucionare.*
2. Epërsi mbi dike a mbi diçka, të qenët mbi të tjerët nga rëndësia. *Mbizotërim i plotë (i madh).*
MBIZOTËROJ *joked.,* ~^OVA, ~CAR. 1. Kam
epërsi të madhe, zotëroj mbi gjithë të tjerët; zë ven-din kryesor, jam mbi të tjerët; *vet. vet a III* mbisundon. *Mbizotëron fryma e aksioneve. Në vendin tone mbi-zotëron popullsia fshatare.*
2. edhe *kal., vet. veta III.* Është me lart se të tjerët, zotëron çdo gjë përreth, sundon. *Qyteza mbizotëron gjithë vendin.*

MBIZOTËRtES,~E *mb.* 1. Që ka epërsi të madhe, që zotëron mbi gjithë të tjerët; që zë vendin kryesor, që është mbi të tjerët; mbisundues. *Ideologji mbizotëruese. Mendim mbizotërues. Sektor mbizo-tërues. Forme mbizotëruese. Force mbizotëruese. Be-het mbizotërues.*
2. Që është me lart se të tjerët, që zotëron çdo gjë përreth, sundues. *Vend (pozicion) mbizotërues. Pike mbizotëruese.*
MBJELL *kal,* MBOLLA, MBJELLË. 1. Hedh farën e një bime në tokë të punuar me qëllim që të mbijë e të jape prodhim. *Mbjell grurë (miser, fasule). Mbjell token (arën) me pambuk (me patate). E mbje-Ilim në fole. E mbollën shpejt (herët, vonë).*
2. Ngul në dhe fidanë barishtesh, pemësh e drurësh, duke u bërë shërbimet e duhura, me qëllim që të zënë e të zhvillohen; mbëltoj, vë. *Mbollën kumbulla (qer-shi, ntollë, pemë). Mbjellin duhan (presh, domate). Mbjell lule. Mbollën filiza (fidanë). Mbjellin hardhi. Mbjellin drurë zbukurimi.*
3. *jig. kryes. shaka.* Lëshoj një nga një, shpërndaj, përhap; numb (zakonisht kur diçka na bie në tokë pa e kuptuar). *mbolli plaçkat rrugës. I mbolli paratë.*
4. *fig.* Përhap, shtrij; fut, shkaktoj. *Mbollën lirinë. Mbollën qytetërimin (diturinë). Mbolli farën e patrio-tizmit. Mbillte mosbesim (përçarje, grindje, frikë, pakënaqësi, dyshim). Mbollën vëllavrasjen. Mbitlnin kob e zi. Pushtuesit mbollën vdekjen.*
• Mbjell në dushk *shih te* DUSHK,~U. Mbjell ferra nëpër këmbë bëhet pengesë, fut ngatërresa. Është mbill e mos korr *( një punë, një gjendje)* është rrëmujë e madhe, është puna lëmsh, s'e merr vesh i pari të dytin. Ku mbjell nuk korr *diku sh* nuk qëndron kurrë në një vend, s'i zënë këmbët dhe, bredh pa pushim rrugëve, është rrugaç. Ç'të mbjellësh, do të korrësh *fj.u.* sipas punës do të kesh edhe shpër-blimin; ç'të bësh, do të gjesh. Mbjell miser e korr tallë *shth tek* TALLË,~A. Mbolli thekër e i doli grurë *dikujt* i vete mbarë gjithçka, i shkon puna shumë mirë. Mbolli bostan e i dolën kastraveca *iron.* ndryshe e mendoi e ndryshe i doli, mendoi për mirë, po i doli keq. Kush mbjell erën, do të korrë furtunën (stuhinë) *fj. u. Hbr.* kush bën një të keqe, do ta pësojë nga një e keqe më e madhe.
MBJELLA,~T (të).ver. *sh.* 1. Araetokatë rnbje-
lla; bimët e mbjella nëpër ara; të lashtat. *Të mbjellat duken të mbara. U dëmtuan të mbjellat nga breshri. 2.* Mbjellja e drithërave; koha e mbjelljeve; mbjell-jet *Të mbjellat e pranverës. Tri javë pas të mbjellave. Filluan (përfunduan) të mbjellat.*
MBJELLË (l,e) *mb.* Që është mbjellë me fare ose me fidanë barishtesh, pemësh a drurësh. *Tokë (are, fushë, ngastër) e mbjellë. Sipërfaqe e mbjellë.*
MBJELLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që merret me mbjelljen e fares ose të fidanëve. *Mbjellës misri (gruri, orizi, pambuku). Mbjellësit e duhanit. Mbjellës hardhish (fidanë sh). Skuadra (brigada) e mbjellësve.*
*2. fig.* Ai që bëhet burim e përhapës i di;kaje. *Mbjellësit e diturisë. Mbjellës i lajmeve të rreme. Mbjellës i përçarjeve (i grindjeve, i pakënaqësive).*
MBJELLËS,~E *mb.* Që shërben për të mbjellë fara ose fidanë. *Makinë mbjellë se.*
MBJELLËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* MBJELLËS,~I. *Mbjellëse e dalluar.*
*2. bujq.* Makinë mbjellëse. *Mbjellëse misri. Mbjellëse pambuku.*

MBJELLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBJELL, MBILLET. *Mbjellja e të lashtave. Mbjellja e misrit (e orizit, e pambukut). Mbjellja e qepëve (e hudhrave). Mbjellja e luleve. Mbjellja e hamulloreve.*
2. *kryes. sh.* Puna që bëhet për të mbjellë farën a një bimë; mënyra që përdoret për të mbjellë; të mbjellat. *Mbjellje e dendur (e hapët). Mbjellje me fole katrore. bujq. Mbjellje (me rreshta të ngushtë). Mbjellje kryq.*
3. *kryes. sh.* Koha kur mbillen drithërat dhe të gjitha punët që bëhen për t'i mbjellë këto, të mbjellat. *Mbjelljet e hershme (e vona). Mbjelljet e pranverës (e verës, e vjeshtës). Kalendari i mbjelljeve. Përgatilja e tokës para mbjelljeve. Përfunduan mbjelljet.*
MBJELLSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të mbillet; që është i përshtatshëm për t'u mbjellë. *Tokë (sipërfaqe) e mbjellshme. Fare e mbjellshme.*
MBLAT *kal,* ~A, ~UR *fet., vjet.* I vë mblatësin meshes.
MBLATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fet., vjet.* Kulaç i grunjtë, i gatuar me brume të ardhur dhe i shënuar me mblatës, që e bënirt besimtarët ortodoksë në raste festash fetare ose përshpirtjesh; meshë.
MBLATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *fet., vjet.* Vulë c madhe prej druri, e gdhendur me kryqe e me figura të tjera fetare, më të cilën besimtarët ortodoksë shëno-nin meshën përsipër.
MBLEDH *kal,* MBLODHA, MBLEDHUR. 1.
Grumbulloj e përqendroj në një vend njerëz, kafshë a gjëra të shpërndara andej-këtej, i vë bashkë; i marr një nga njëei bëj grumbull, tufë etj.; i vë a i fut të gjithë a të gjitha në një vend. *mblodhifëmijët. Mblodhi pulat (dhitë, bagëtinë). Mblodhën gurët (tullat). Mblodhi gotat (shishet, pjatat). Mbledhin kallinj. Mbkdh lule. Mbledh kërpudha. Mbledh dërrasat (gozhdët). Mbledh fletoret. Mbledh plehrat. Mbledh dheun rreth bimës. Mbledh barin e kositur, Mbledh ullinjtë që kanë rënë përdhe. I mblodhi rreth vetes. Mbledh me dorë (n"^ lopatë, me fshesë, me sfurk).* 2. Këput pemët, kokrrat etj. dhe i grumbulloj nënjë vend; vjel, përkoq; grumbulloj prodhimin e të mbjellave. *Sivjet i mblodhën shpejt arrat (gështenjat, ullinjtë). Qershilë i nlbledhin me dorë, nuk i shkundin. I mblodhën fiqlë e pare. E mblodhën pambukun para shirave. Po nlbledhin fasulet.*
3. Thërres njerëzit në mbledhje, bëj një mbledhje me ta; thërres disa vetë dhe i bashkoj në një Vend për një detyrë a veprimtari të caktuar; ftoj e grumbulloj njerëz me rastin e një feste, të një gëzimi etj. *Mblodhi popullin (fshatin) në kuvend. Mblodhi komitetin (k'ryesinë). Mblodhi brigadën (klasën). Mblodhi ush-tri'në (komandantët). Mblodhën vullnetarë (ushtarë). Mblodhi shumë miq (shokë). Mblodhi farefisin. I mblodhi të gjithë për dasmë.*
*4.* Marr pak nga pak, grumbulloj një nga një, here pas here e vazhdimisht diçka duke kërkuar andej-këtej; marr diçka (para etj.) nga njerëz të ndry-shëm a nga vende të ndryshme; grumbulloj; fitoj. *Mbledh pulla poste. Mbledh ushqime. Mblodhën ndih-ma. Mbledh kuolat e anëtarësisë, Mblidhte taksat (bqrxhet). Mblidhte të tre tat (të dhjetat). Mblodhi shumë para.*
5. Grumbulloj të dhëna, materiale etj. të shpër-ndara ndër burime të ndryshme për të bërë një studim ose për qëllime të tjera. *Mbledh të dhëna (prova). Mbledh fjalë (toponime). Mbledh gojëdhëna (këngë popullore ).*
6. Fitoj për vete, arrij të marr në të mirën time në një garë sportive, në një votim etj. *Mblodhi* 350 *pike, sport. Mblodhi* 99% *të votave.*

7. *fig.* Përqendroj e vë në veprim në mënyrë të gjallë aftësitë trupore e mendore. *Mblodhi të gjitha forcat e veta (forcat e fundit).*
8. Tërheq e përthyej diçka të hapur a të shtrirë; e mbështjell, e palos ose e bëj shuk diçka; tërheq nga vetja (zakonisht një fill). *Mbledh këmbët (gishtat). E mblodhi bishtin macja. Mbledh çarçafët. Mbledh flarnurin. Mbledh velat. Mbledh perin lëmsh. Mbledh litarin (telin). E mblodhi letrën shuk.*
9. E ngushtoj një veshje në një pjesë të saj që të bjerë pas trupit ose që të duket më e hijshme. *E mblodhi [pak fustanin te beli (te shpatullat). Duhen mbledhur pak supet. E mblodhi me pala (pala-pala).*
10. Mbështjell me diçka, e mbuloj nga të gjitha anët me të; e mbështjeU rreth diçkaje. *E mblodhi me letër (me rrobë). E mblodhi me përparëse. I mblodhi plaçkat me një bohçe. E mblodhi foshnjën me shpër-gënj. E mblodhi shallin rreth qafës. Mblodhi flokët me Ishami.*
1I. *mat.* Bëj mbledhjen e dy a me shumë numrave për I të gjetur shumën e tyre. *Mbledh me gojë (me shkr,im).*
12. edhe *jokal. vet. veta III.* Zë qelb. *Mblodhi qelb plaga. Me mblodhi këmba (dora, gishti). I mblodhi gjiri-*
13. *bised.* E detyroj dike të bëjë si dua unë; e vë nën kontroll dhe i kërkoj llogari deri me një. *la mblodhi djalit. Ua mblodhi keq.*
14. *kryes. kr. thj. fig. bised.* E vendosa. *Ë mblodha të nisem. E mblodha ta mirrnim me vete. E mblodha të rri edhe sonte.*
*k* Mblodhi bishtin *përb.* u tërhoq, ndenji urtë e s'u ndie me (zakonisht nga frika). Mbledh (tharton, rrudli, përdredh, shtrembëron) buzët (turinjtë, hundët) *shthl te* BUZË,~A. Mblodhi (mbajti) çaklat *shih te* ÇAKËL,~LA. I mblodhi (i ngriti, i mori) çoparkat *iron, shih te* ÇOPARKË,~A. I ka mbledhur (1 ka lidhur) dengjet *shih te* DENG,~U. E mblodhi (e rrudhi) dorën filloi të shpenzojë me pak a të mos i prishë paratë kot, e shtrëngoi dorën. Mblidhi dhitë! *shih te* DHI,~A. E mblodhi flllin *shih te* FILL,~I. la ka mbledhur gjalmat e ka detyruar dike të veprojë siç duhet, ia shtrëngoi rripat. E ka mbledhur gjuhën nuk flet me aq shumë, nuk Hap me, i ka vënë fre gjuhës. Mblidhe kallaballëkun! *thjeshtligj.* mblidhe mendjen, mos u habit, mos fol kot! I mblodhi këmbët i pakësoi kërkesat, u be me pak kërkues e me i thjeshtë. I mblodhi (i ndeu) këmbët *mospërf. shih te* NDEJ. Mbledh (shpij) kockat *shih te* KOCKË,~A. MWedh (rrndh) krahët (supet) *shih te* RRUDH. Ia mblodhi (ia ngriti, leckat (rraqet) *dikujl mospërf. shih te* NGRE. Mblodhi (ngriti) leckat (rraqet) *mospërf. shih te* NGRE. I mblodhi lotët pushoi së qari. E mblodhi mendfen a) vendosi për diçka, pasi s'kishte ç'të priste mi ose të shpresonte për një gjë; b) erdhi në vete, u kthye në rrugë të mbarë, i ra mendjes prapa. Mblidhi (mbësh-tilli) mendtë (trutë)! *shih te* MEND,~TË. I mblodhi (i ngriti, i ngarkoi) plaçkat edhe *iron, shih te* PLAÇKË, ~A. Ia mblodhi (ia shtrëngoi) rripat (frerin) *dikujl* e detyroi të sillet e të veprojë në një mënyrë të caktuar, nuk e la të bënte si të donte, mori masa shtrën-guese për ta sjellë në një rrugë. Mbledh (ngre, çon rrudh) supet *shih te* NGRE. E mblodhi vetefl a) uçlodh, e mori veten; b) e mori veten në dorë, u qetësua e u përmbajt si duhet. Mblodhi (rrudhi, ngrysi) vetullat (ballin) *shih te* RRUDH. Mbledh me bar blete *shih te* BAR,~I i. E mblodhi (e ndau) mendjen top *shih tek"CQP,~ln.*

MBLEDHËS,~I *m.sh.* ~, —IT. 1. Ai që mbledh sende të shpërndara andej-këtej dhe i grumbullon në një vend. *Mbledhës kallinjsh. Mbledhësi i barit.*
*2.* Ai që këput kokrrat e pemëve dhe i fut në shporta etj.; vjelës. *Mbledhësi i pentëve (i ullinjve). Mbledhës duhani.*
3. Ai që mbledh para, ndihma etj. për qëllime të ndryshme; ai që mbledh diçka (pulla etj.) për të bërë koleksion. *Mbledhësi i ndihmave. Mbledhësi i kuotave. Mbledhës pullash.*
4. Ai që mbledh të dhëna, dokumente etj. nga burime të ndryshme për të bërë një studim ose për qëllime të tjera. *Mbledhës të hershëm të folklorit. Mbledhës fjalësh nga goja e popullit. Mbledhës i topo-nimeVe.*
5. *mat.* Numër që mblidhet me një tjetër ose më të tjerë, i mbledhshëm.
6. Enë ose pellg për të mbledhur ujë a lëngje të tjera. *Mbledhësi i ujërave. Mbledhësi i rrëshirës.*
MBLEDHËS, ~E *mb. 1.* Që shërben për të mbledhur diçka në një vend. *Makinë mbledhëse. bujq.* makinë për të mbledhur kashtën. *Enë mbledhëse* enë që mbledh një lëng.
*Z. fiz.* Që i mbledh rrezet në një pike. *Thjerrëz (pasqyrë) mbledhëse.*
3. *mat.* Që mbledh në mënyrë automatike disa numra dhe shënon në letër shumën e mbledhur. *Makinë mbledhëse.*
MBLEDHËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* MBLEDHËS,~I i-4. *Mbledhëse pambuku.*
*2.* Makinë për të mbledhur numra. *Llogarit me mbledhëse.*MBLEDHËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Ai që merrte pjes8 në një mbledhje. 2. Mbledhëse.
MBLEDHJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. *I.* Veprimi sipas kuptimcve të foljeve MBLEDH, MBLIDHEM.
*Mbledhja e ullinjve (e të lashtave, e barit, e pemëve). Mbledhja e të dhënave. Mbledhja e fjalëve të rralla,*
2. Grumbullim i organizuar njerëzish, pjesëtarësh të një kolektivi, anëtarësh të një organizate etj. në një vend të caktuar për të shqyrtuar një çështje, për të bërë njoftime, për të zhvilluar një bisedë etj.; takim i tillë ku rrihen e vendosen çështje me interes të për-bashkët dhe zhvillohet veprimtari politike, ideologjike, kulturore etj.; tërësia e atyre që marrin pjesë në këtë takim. *Mbledhje e hapur (e fshehtë, e përgjithshme, e zgjeruar, e rëndësiskme). Mbledhje të shpeshta (të rralla). Mbledhje përkujtimore. Mbledhje par tie. Mbledhja e organizatës-bazë. Mbledhja e këshillit (e ko-mitetit, e byrosë, e kolektivit, e lagjes, e brigades). Mbledhje për të dhënë llogari e për zgjedhje. Mbledhje mësimore (stërvitare). usht. Dita e mbledhjes. Vendi i mbledhjes. Sallë mbledhjesh. E drejta (liria) e mbledh-jes. Procesverbali i mbledhjeve. Vendimet e mbledhjes. Shkoi (mori pjesë, foli) në mbledhje. U hap (u mbyll, u shty) mbledhja. Bënë një mbledhje. Kemi mbledhje. E vendosi mbledhja. I kanë pakësuar mbledhjet.*
3. *mat.* Një nga të katër veprimet themelore të aritmetikës, me anë të të cilit gjejmë shumën e për-bashkët të dy a me shumë numrave. *Mbledhja dhe zbritja. Prova e mbledhjes. Bëj mbledhjen e numrave.*
MBLEDHSHËM (i), ~MI (i) *m.sh.* ~ËM, ~MIT (të) *mat.* Numër që mblidhet me një tjetër, mbledhës. *mbledhshëm i njohur (ipanjohur). Shuma e të tnbledh-shmëve.*
MBLEDHUR (i,e) *mb.* I. Që i ka ndërtesat pranë e pranë, i përqendruar në një vend; i përmbledhur; *kund.* i shpërndarë. *Qytet (fshat) i mbledhur.*

2. Që është përthyer, është palosur ose është mbledhur shuk a si lëmsh; i mbështjellë. *Me flokë të mbledhur. Me trup lë mbledhur. Me vela të mbledhwa.*
*3. fig.* I shtruar, i bindur e i urtë, që nuk bredh rru-gëve kot *Njeri i mbledhur.*
*k* Me mend)e të mWedhur a) duke qenë i vendosur për të vepruar ose jo, kur e ke punën të qartë dhe nuk ke ç'pret me a nuk shpreson me për diçka; b) i qetë, pa ndonjë shqetësim.
MBLEDHUR *ndajf.* Duke tërhequr a duke përthyer gjymtyrët; duke e tkurrur a duke zvogëluar trupin; *kund.* shtrirë. *mbaiUe këmbët (gjunjët) mbledhur. Rrinte mbledhur.*
MBLES,~I m. . ~Ë, ~ËT *etnogr.* Lajmës, shkues.
MBLESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *etnogr.* Fejesë me mbles.
MBLESËRI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet., etnogr.* Lidhja e krushqisë me anë të mblesit, fejesa a krushqia që bëhej me mbles; puna e mblesit; shkuesi, lajmësi. *Fejoheshln me mblesëri. Bënte mblesëri. Rronte me mblesëri.*
MBLESËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *etnogr.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes MBLESËROJ. 2. MblesërL *Bënte mblesërime.*
MBLESËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *etnogr.* Fejoj dike duke hyrë si lajmës; bëj një mblesëri. *E kishte mblesëruar i vëllai. Mblesëronte vajza e djem.*
MBLESËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Lajmës, rabies.
MBLIDHEM *vetv.* 1. *zakon. sh.* Grumbullohemi në një vend; afrohemi e bashkohemi diku; *vet. veto HI* bëhet grumbull, tufë etj. *U mblodhën shumë njerëz. U mblodhën te sheshi. U mblodh i gjithë fshati. Fëmijët u mblodhën kokë me kokë. U mblodhën pranë vatrës (rreth nines, në qoshe). U mblodhën pulat (dhentë). Uji u mblodh nëpër gropa. U mblodh shumë dëborë para shtëpisë. Gjethet e rëna u mblodhën në cep.*
2. *vet. veta HI.* Bën mbledhje për të shqyrtuar diçka, për të zgjidhur një çështje etj. (për një organizatë, forum, organ drejtues, njësi prodhimi etj.); *zakon. sh. për të gjitha vetat* bashkohemi në një vend për një punë a veprimtari; grumbullohemi me rastin e një feste, të një gëzimi etj. *U mblodh kongresi (kon-ferenca, plenumi). U mblodh kryesia (drejtoria, brigade).*
*U mblodh organizata (kolektivi). Mblidhemi në klasë (në sallë, në fushë). Mblidhemi një here në n:uaj. U mblodhën me rastin e Ditës së Çlirimit (e ditëlindjes).*
3. *bised.* Kthehem në shtëpi (zakonisht në mbrëm-je); bashkohem me pjesëtarët e tjerë të familjes dhe rri me ta. *Mezi mblidhet në shtëpi. Fëmijët mblidhen herët dhe bien të flenë. Me kë do të mblidhet kur të ikë i biri?*
4. Mbledh gjymtyrët, trupin etj.; edhe *fig.* zvo-gëlohem, rrëgjohem, shtrëngoham e strukem (nga të ftohtët, nga sëmundja, nga frika etj.). *U mblodh grusht (shuk, lëmsh, kruspull). U mblodh në një qoshe. U mblodh për t'u hedhur. U mblodh e u përmblodh* u be sa një grusht, s'dinte ku të futej, u struk (nga frika
5. *vet. veta HI.* Tkurret, hyn (për një plaçkë kur laget ose kur lahet). *Mblidhet doku (basma, këmisha) nga të larët. Mblidhet shumë (pak). Nuk mblidhet fare.*
6. Mbështillem me diçka, mbulohcm nga të gjitha anët me një rrobë etj. *U mblodh me gunë. U mblodh me shall.*
7. *fig.* Bëhem i urtë, shtrohem. *Djali (vajza) është mbledhur mjaft. Duke u rritur e duke u mbledhur.*
8. *fig. (me një trajtë të shkurtër të përentri vetor në r. dhanore).* Me përqendrohet në një vend, me bëhet si lëmsh e me shtrëngon, me zë frymën, me mundon. *M'u mblodh lëmsh (nyjë) diçka. M'u mblodh (diçka) në grykë (nëfyt, në zemër). Iu mblodh inati (zemërimi, mëria, urrejtja).*
*9. Pës. e* MBLEDH.
U mblodh (u mbSshtoll) në guaskën e vet *shih te* GUASKË,~A. Iu mWodhën këmbët *mospërf.* vdiq. Iu mblodh (iii mbështoll) lëmshi *dikujt* iu afrua vdekja, i erdhi fundi, është afër mbarimit tëjetës, po i mbaron koha. Iu mblodh (iu shkurtua) litari (laku) a) e ka punën keq, e ka pisk; b) po i afrohet fundi, po i vjen vdekja. U derdh vaji, s'mblidhet me *fj.u. shih te* VAJ,~I. M'u mblodh zemra lëmsh (shuk) *shih te* LËMSH, ~I. Iu mblodhën (i erdhëa, iu ngritën) zorrët te goja (në grykë, në fyt) *shih te* ZORRE,~A. S'mblWhen pleshtat në grusht (s'futen plesntat në toes) *fju. shih te* PLESHT,~I.
MBLLAÇIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. Përtyp e ripërtyp diçka zakonisht me zhurmë e duke e mbajtur për një kohë nëpër dhembë; përçap. *Mbllaçit bukë (mish).Mbllaçit duhan. Mbltaçiste çamçakëz. Dhia mbllaçit gjethe.*
2. *fig.* Them diçlca duke e shqiptuar jo qartë e si nëpër dhëmbë; e them gjysma-gjysma, kur s'dua pse kur s'mund të shprehem qartë, përtyp. *mbllaçit fjalët. Çfarë mbllaçit ashtu? Mbllaçiste gjithfarë gje-purash.*
MBLLAÇITEM *vetv.* I. Përtypem për njS kohë zakonisht me zhurmë e duke mbajtur diçka nëpër dhëmbë; përçapem. *Mbllaçiiej si i babëzitur. Mos u mbllaçit ashtu!*
2. *vet. veta III bised.* Ripërtypet (për disa kafshë si gjedhi, dhia etj.). *Mbllaçitet kau.*
3. *fig.* Them diçka nëpër dhëmbë, jo qartë, i shqip-toj fjalët gjysma-gjysma; ngurroj të flas e i ha fjalët, përtypem. *Mbllaçitej e sUhoshte gjë. Pse po mblla-çitesh?*
MBLLAÇITËS,~E *mb.* Përtypës; ripërtypës (për disa kafshë si gjedhi, dhia etj.). *Kafshë mbllaçitëse.*
MBLLAÇITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBLLAÇIT, MBLLAÇITEM.
2. Zhurma që bën dikush aë mbllaçitet; zhurma që dëgjohet kur mbllaçitet një kafshë. *Mbllaçitja ë kuajve.*
MBODHI,~A . *krahin.* Vonesë; pengesë. MBODHIS *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Vonoj; pengoj. MBODHtSEM *vetv. krahin.* Vonohem.
MBRAPA.I. *ndajf. shih* PRAPAi. *Tosh e mbrapa* sot e tutje, paskëtaj.
II. *parafj. shih* PRAPA H.
MBRAPANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Futë e leshtë që vënë grate prapa që të mos u fëlliqet veshja kur ulen.
2. *shih* PRAPANIK,~U.
MBRAPS *kal,* ~A, ~UR. *shih* ZMBRAPS. *Mbraps rrezikun.*
MBRAPSEM *vetv. shih* ZMBRAPSEM.
MBRAPS JE,~A. *sh.* ~E, ~ET. *shih* ZMBRAP-SJE,~A.
MBRAPSHT *ndajf.* 1. Nga ana e prapme, nga ana që nuk duket, jo nga e mbara; *kund.* mbarë. *E veshi mbrapsht. E ktheu mbrapsht. Ë ke mbrapsht.*
| 2. Praptas; andej nga ka ardhur dikush, prapa. *Shkonte (tërhiqej) mbrapsht. V kthye- mbrapsht. E shlyn qerren mbrapsht. E ktheu maUin mbrapsht.* ATo-*ravidhja ecën mbrapsht.*
3. Shtrembër, keq, jo ashtu si dufccl; jo mbarë, së prapthi; ters; *kund.* mbarë. *Flet (punon, mtndori) mbrapsht. Rri mbrapsht e fol drejtfffj.u. Efilloi (e bëri) mbrapsht (një punë). Me doll mbrapsht. Gjithçka vtnie mbrapsht.*

4. Duke bërë prapësira, në mënyrë të prapë, si i prapë, si rrugaç. *Sillej (vepronte) mbrapskt.*
• E solli (e ktheu) mbrapsht (shtëpiaë) e bëri rrëmujë, e përmbysi. I ka hipur kalit mbrapsht *(si* prapthi) e ka nisur keq një punë, nuk e ka nisur për së mbari. S'e kthen fjalën mbrapsht (prapa) *shih te* KTHEJ. I mori mbrapsht fjalët e pranoi se foli gabim, i tërhoqi ato që tha. I ra (vendit) mbarë e mbrapsht (prapë)
*shih te* MBARË. Folën (biseduan) mbarë e mbrapsht (prapë) *shih te* MBARË. E rrahën (e shoshitën, e gjy-kuan) mbarë e mbrapsht (prapë) *një çështje shih te* MBARË.
MBRAPSHTË (l,e) *mb.* 1. Që sillet keq, që bën prapësira, i prapë, i lig; jo i urtë, i pabindur. *Njeri i mbrapshtë. Fëmijë i mbrapshtë.*
2. I dëmshëm, i keq, i prapë. *Zakon (ves) i mbrapshtë. Punë e mbrapshtë. Veprime të mbrapshta.*
MBRAPSHTl,~A *f.sh.* ~, ~TË. Punë a sjellje e mbrapshtë, prapësi. *Hoqi dorë nga mbrapshtitë.*
MBRAPSHTfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MBRAPSHTO J, MBRAPSHTOHEM.
2. Prapësi, mbrapshti. *Bënte mbrapshtime. Sjell mbrapshtime.*
MBRAPSHTOHEM *vetv.* 1. Tërhiqem prapa, zmbrapsem, zbythem.
2. Me shkon mbrapsht një punë; ngatërrohem keq në një punë.
3. B5hem i mbrapshtë, filloj të bëj prapësira.
4. *Pës.* e MBRAPSHTOJ.
MBRAPSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~fJAR. 1. Zmbraps.
2. E pengoj dike në punën e vet; e detyroj t'i kthe-het edhe njëherë punës që ka bërë, prapësoj.
3. E bëj një punë keq e pa rregull, e bëj mbrapsht; e ngatërroj me keq një punë; e sjell mbrapsht, e bëj rrëmujë, çrregulloj, përmbys (shtëpinë etj.).
MBREH *kal.,* ~A, ~UR. Vë një kafshë pune n8 zgjedhë, në karrocë etj. që ta tërheqë, mbërthej; *kund.* çmbreh. *Mbrehu kaun (qetë) në parmendë (në qerre). Mbrehu kalin (kuajt) në karrocë.*
*k* I mbrehu (i zuri, i ngatërroi) qetë *me dike* filloi të grindet a të zihet fytafyt me të, u përlesh, u kacafyt me dike.
MBREHEM *vetv.* 1. Vihem në parmendë, në karrocë etj. për ta tërhequr. *Fshatarët e Varfër mbreheshin vetë në parmendë.*
2. *fig.* Kapem e hahem fytafyt me dike, përleshem, kacafytem. *Mefëmijët mbrehet ai? Mos u mbreh me të!*
3. *Pës. e* MBREH.
MBRESË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Shenjë që mbe-tet në lëkurë nga një plage, nga një gërvishtje etj. yrajë. *Mbresë plage. Mbresa e Use. Mbresë tkke. Mbre-sa e sëpatës në dm.*
*2.* Gjurmë q4 lë diçka në sipërfaqen e një sendi; tragë, shenj©, *Mbresa e vulës. Mbresat e këmbëve në bore. Mbresat e gishtërinjve.*
*3. fig.* Gjorftië që na lë në ndërgjegjen tone diçka që shohim a dëgjojmë, diçka që përjetojmë dhe që zakonisht ruhet për një kohë të gjatë; përshtypje. *Mbresë e forte (e gjallëy e thellë, e paharruar, e pa-shlyeshme). Mbresë e hidhur. Mbresat e para. Mbresa të cast it. Na la mbresa të thella. Nuk i la asnjë mbresë.*

MBRET,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT. Titull i monarkut në disa vend feudale e borgjeze, që trashëgohet nga pasardhësit; ai që mban këtë titull. *Kurora e mbretit. Froni i mbretit. Pallati i mbretit. U be mbret.*
2. *fig.* Monopolist i fuqishëm që sundon në një fushë të rëndësishme të industrisë a të tregtisë. *Mhreti*I *naftës (i çelikut, i makinave). Mbretërit e pakuro-rëzuar të Amerikës.*
3. *fig.* Ai që shquhet për fuqi trupore ose për veti të tjera në llojin e vet; ai që qëndron mbi të tjerët (për kafshë, pemë etj.). *Mbreti i kafshëve* luani. *Mbreli i shpendëve* shqiponja. *Mbreti i pemëve* rrushi. *Mbreli i luleve* trëndafili.
4. *shah.* Figura kryesore në lojën e shahut. *Mbreti i bard he (i zi). Lëviz mbretin.*
5. *letr.* Një nga letrat kryesore në lojën e letrave, që ka një figure burri me kurorë në kokë; plaku, prifti. *Mbreti kupë (spathi, maç, karo).*
• Përralla me mbret *mospërf.* gjepura, dokrra. I ndërron si mbreti grate *keq., thjeshtligj.* i ndërron shpesh gjërat që ka.
MBRET (MBRES) *kal.,* ~A, ~UR. Vras keq një gjymtyrë a një pjesë të trupit duke e goditur pas një gjëje të forte, shemb, gandoj. *Mbreti dorën (gishtin) e iti ënjt. Mbreta këmbën e vendi m'u nxi.*
MBRETEM *vetv.* 1. Vritem keq në një gjymtyrë a në një pjesë të trupit duke u goditur pas një gjëje të forte, por pa nxjerrë gjak, shembem, gandohem. *U mbret keq në dorë.*
2. *vet. veto III.* Nxihet a zë qelb (një pjesë e trupit kur vritet pas diçkaje të forte, kur shpohet etj.), mal-cohet. *M'u mbret gishti (plaga).*
3. *vet. veto III.* Vritet e kalbet; bëhet e butë, squllet (për pemët etj.). *U mbretin mollët.*
MBRETËRESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *Fem. e* MBRET, ~I1,3. *Mbretëreshë tirane. Mbretëresha e pijeve. Mbretëresha e sporteve.*
2. E shoqja e mbretit. *Mbreti dhe mbretëresha.*
3. *shah.* Figura e dytë kryesore në lojën e shahut. *Mbretëresha e bardhë (e zezë). Humbi mbretëreshën. Nxjerr mbretëreshë.*
*A.* Ama e bletës, matka, parëza.
MSRETËRI,~A *f.sh.* ~, ~TË. 1. Shtet që ka në krye një mbret. *Mbretëri e madhe. Tokat (kufijtë) e mbretërisë.*
2. *fig.* Tërësi a grup i madh qeniesh të gjalla (kaf-snësh a bimësh), që kanë veçori të përbashkëtazhvi-llimi e jetese; botë. *Mbretëria shtazore (bimore).*
3. *fig.* Fushë e gjerë e jetës a e veprimtarisë së nje-rittt-;-sferë veprimi e dukurive të ndryshme, fushë ku sundon diçka, botëI *Mbretëria e diturisë. Mbretëria e errësirës. Mbretëria e arsyes. Mbretëria e~ varërisë (e arise).* '> >
Mbretëri e qteHit *Jet.* parajsa.
MBRETËRIM,~T m. *U* Ushtrimi i pusbttii mo-narkik nga nje Trtbret, peraador a princ; koha sa zgiat sundImi i një'mbreti. *Në kohën e mbretërimit të tif. Futtdi i mbretërimit të tij.*
*2. fig. keq.* Suadim. *Mbretërimi t impetiaUsttve mbi kolonitë. Mori fund mbretërimi i tyre.*
MBRETËROJ *joke.,* ~-OVA, *r~UAft. I.* Ushtroj pushtetin monarkik si mbret, si perandor ose si princ; jam mbret, sundoj në një mbretëri (për mbretërit>. *Mbretëroi për një kohë të shkwtër (të gjatë).*
*2. fig. keq.* Sundoj mbi dike si nj" mbiet, sillem si mbret. *Ai nuk qeveriste, por mbretëronte.*

3. *vet. veto HI.* Zotëron, sundon. *Mbretëron heiht-ja (qetësia). Mbretëron liria (gëzimi, hareja). Mbre-tëronte shthurja (vuajtja, varfëria, padija).*

MB,RETËROR,~E *mb. 1.* Që i përket mbretit, i mbretit; qS ka lidhje me mbretin ose me pushtetin e tij; që vepron në emër të mbretit. *Familja mbretërore* tërësia e pjesëtarëve të familjes së mbretit. *Pallati mbretëror. Roja (garda, ushtria) mbretërore. Sterna (kurora) mbretërore. Froni mbretëror. Oborri mbretëror. Qeveria mbretërore. Dekret (urdhër) mbretëror.*

*2.* Përdoret si pjesë e dytë në disa emërtime insti-tucionesh qendrore etj. në vendet me regjim monarkik. *Universiteti mbretëror. Akademia (biblioteka) mbretërore. Parku mbretëror.*

3. *fig.* I shkëlqyeshëm, madhështor; i shtrenjtë, i pasur, shumë i kushtueshëm. *Veshje mbretërore. Darkë (pritje) mbretërore. Dhuratë mbretërore.*

• Ujë mbretëror *shih tek* UJË,~I.

MBRETVRASËS,~I *m.sh. ~,* ~IT *libr.* Vrasës i mbretit.

MBREZHDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vathë e për-kohshme ku mbyllin bagëtinë për të grumbulluar ple-hun.

MBRËMA *ndajf.* Në mbrëmje. *Dje mbrëma. Nesër mbrëma. Të djelën mbrëma.*

MBRËMANET *ndajf.* Ndaj mbrëmjes, ndaj të ngrysur; gjatë mbrëmjes, në mbrëmje. *Mbrëmanet u kthye në shtëpi. E bëjmë mbrëmanet. Mbrëmanet shëtit pak. Mbrëmanet qyteti ka shumë lëvizje.*

MBRËMË *ndajf.* 1. Dje në mbrëmje, dje mbrëma. *Mbrëmë s'erdha dot. Mbrëntë kishim miq. Mbrëmë ra shi. E prisnim të vinte që mbrëmë.*

2. Natën që shkoi. *Mbrëmë fjeta mirë. Mbrëmë mdenja te vëllai.*

MBRËMJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Koha që kur perëndon dielli e deri sa erret e bëhet natë, pjesa e kohës midis fundit të ditës dhe fillimit të nates; muzg. *Mbrëmje e bukur (e kthjellët). Mbrëmja e mirë! ur.* mirëmbrëma. *Mbrëmje pranvere (vere). Shëtitja e mbrëmjes. Thirrja e mbrëmjes. usht. Era e mbrëmjes. Gazetat e mbrëmjes. Lutjet e mbrëmjes. fet. Të dielë në mbrëmje. Në buzë të mbrëmjes. U nis në mbrëmje (nga mbrëmja). Ra (erdhi) nibrëmja. Këtë mbrëmje* sonte. *Vinte çdo mbrëmje. Mbrëmjeve bën jtohtë. Nga mbrëmja deri në mëngjes* gjithë natën.

2. Mbledhje njerëzish ne mbarim të ditës për të përkujtuar dike, për të zhvilluar vepritntari Ietrare a artistike, për të dëfryer etj. *Mbrëmje përkujtimore. Mbrëmje tematike (muzikore, letrare). Mbrëmje va-Uëzimi (argëtimi). Mbrëmja e Vitit të Ri. Mbrëmja e fëmijëve (e kolektivit).*

3. Përdoret në rasën gjinore si gjymtyrë e dytë në disa togje, me kuptimin: “që ndodh a që bëhet në pjesën e fundit a në mbarim të ditës ose që ka lidhje me kohën nga perëndimi i diellit deri sa bëhet natë; *i* natës”. *Teknikumi i mbrëmjes. Shkolla (dega) e mbrëmjes. Revista radiofonike e mbrëmjes. Student i mbrëmjes* student që ndjek shkollën e nates pa shkë-putje nga puna.

Mbrëmje akademike *shih tek* AKADEMIK,~E. Matet me hijen (me diellin) e mbrëmjes (e mëngjesit) *keq. shih te* MËNGJES~I. Lule mbrëmjeje *bot. shih te* LULE,~JA. Y 11 i i mbrëmjes *astr. shih tek* YLL,~ILMBRËMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka ngjarë a është bërë dje në mbrëmje ose natën e kaluar. *Sulmi* ij *mbrëmshëm. Njoftimet e mbrëmshme. Filmi i mbrëmshëm. Emisioni i mbrëmshëm. Shiu i mbrëmshëm. Mbledhja (shfaqja) e mbrëmshme.*

MBRIJOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~CAR. Prish marrëdhëniet me dike, acarohem me të; ndeshem me dike; shkoj keq, grindem. *V mbrijuan me njëri-tjetrin.*

MBRINJEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Përkuiem pak anash a brinjazi; *vet. veta HI* bëhet si hark, la-kohet, nxjerr bark (muri etj.). *Mos u mbrinj! Po mbrinjet muri.*

*2.* Me rritet barku, vë bark.

MBRINJOHEM *vetv.* Mbrinjem.

MBRINJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përkul diçka pak anash a brinjazi; e bëj si hark, e lakoj.

2. E ngre diçka pak nga njëra anë ose e vë në bri-një. *E mbrinjoi kapakun e tenxheres për t'i dale avulli.*

MBROCKULL,~A. *kryes. sh.* ~A, ~AT *bised.* Fjalë të kota, gjepura, dokrra; punë e kotë dhe e pa-dobishme; diçka e papëlqyer. *Na foli mbroçkulla. Bëri një mbroçkull.*

MBROHEM *vetv.* I. Ruhem nga sulmet e armikut, nga ndonjë kërcënim a rrezik tjetër; marr të gjitha masat e nevojshme që të mos me ndodhë ndonjë e keqe, të mos dëmtohem etj. *Mbrohemi nga çdo rrezik. Mbrohemi me armë në dorë. Mbrohej nga kundërshta-ri. Mbrokem nga të ftohtët.*

*2. usht.* Organizoj mbrojtjen dhe luftoj me armë kundër armikut për të kryer një detyrë luftarake; i qëndroj një sulmi a kundërsulmi arrnik. *U mbrojtën me zjarr. Në fillim u mbrojtën, pastaj u hodhën në sulm.*

3. Mbroj veten kundër sulmeve, fyerjeve etj. të dikujt, i dal zot vetes. *U mbrojt me fakte (mirë). S'ka se si të mbrohet.*

4. *Pës. e* MBROJ. *Liria mbrohet me gjak.*

MBROJ *kal.,* ~TA, ~TUR. 1. Ruaj dike a diçka nga sulmet e armikut, nga ndonjë kërcënim a rrezik tjetër; kam kujdes për dike a për diçka dhe marr të gjitha masat e nevojshme për ta ruajtur nga ndonjë e keqe, nga ndonjë dëmtim etj. *Mbrojmë Atdheun socialist. Mbrojmë kufijtë. Mbrojmë Urine (pavarësinë). ikbron interesat e popullit. Mbroj pasurinë socialiste. E mbrojmë nga çdo armik. Mbroj fëmijët nga rreziqet. fkbroj nga zjarri (nga uji, nga prishja). Mbroj monu-mentet e kulturës. E mbrojtën me gjak.*

2. *usht.* Organizoj mbrojtjen dhe luftoj me armë kundër armikut për të ruajtur një pjcsë toke, një vend të caktuar etj., e mbaj me luftë. *Qytetin e mbrojtën disa brigada. Mbrojtën pozicionet.*

3. I gjindem pranë dikujt duke marrë anën e tij, e përkfah dhe e ndihmoj me mënyra të ndryshme, e ruaj nga sulmet, fyerjet etj. që i bëhen; i mbaj anën; i dal zot. *E mbron shokun. Mbrojti të pandehurin. drejt. Mbroj punën (veprën) e dikujt. Mbroj em-rinemirë të dikujt. E mbronte me (pa) tedrejtë.*

4. I qëndroj besnik dhe i dal zot një ideje, një pa-nmi, një pikëpamjeje, një mendimi etj., duke luftuar kundër kujtdo që kërkon ta hedhë poshtë, ta ndry-shojë a ta njollosë; luftoj për një çështje të mad he ose të çmueshme kundër kujtdo që përpiqet ta ce-n0jë. *Mbrojmë parimet e marksizëm-letiinizmit. Mbroj-më vijën e Partisë. Mbronte nderin e tij. Mbronte të drejtat e vegjëlisë.*

5. *spec.* Paraqit për miratim para një komisioni të posaçëm një vepër për të marrë një grade shkencore ose një titull shkencor dhe u përgjigjem pyetjeve e vërejtjeve që bëhen, duke dhënë shpjegimet e nevojshme për të

provuar vërtetësinë dhe vlerën e punës së paraqitur. *Mbroj diplomën (disertacionin).*

MBROJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që mbron dike a diçka; ai që i del zot dikujt a diçkaje; përkrahës. *Mbrojtësit e Atdheut socialist. Mbrojtësit e qytetit. Mbrojtës i lirisë (i interesave të popullit).*

2. *drejt.* Ai që është ngarkuar për të mbrojtur një të pandehiir në gjyq. *Fjala (dëshmia) e mbrojtësit.*

3. *sport.* Lojtar i mbrojtjes në lojën e futbollit dhe në disa lojëra të tjera me top. *Mbrojtësi i djathtë (i majtë).*

MBROJTËS,~E *mb.* 1. *usht.* Që lidhet me mbrojtjen e vendit, që i përket mbrojtjes; që siguron mbrojtjen e vendit; që bëhet për t'u mbrojtur nga armiku. *Ushtri mbrojtëse. Fuqi (aftësi) mbrojtëse. Luftë (tak-tike) mbrojtëse. Masa (mjete) mbrojtëse. Vijë (punimë) mbrojtëse.*

*2.* Që përdoret ose që hyn në punë për t'u mbrojtur nga një rrezik, nga një sëmundje etj.; që bëhet ose që përdoret për të mbrojtur dike a diçka. *Bojë mbrojtëse. Syza (maskë) mbrojtëse. Mur (brez, ledh) mbrojtës. Pyje mbrojtëse. Perde mbrojtëse. Veshje (këpucë, çorape) mbrojtëse* veshje që përdoren për të mbrojtur trupin nga lëndët helmuese, nga nxehtësia etj.

3. *drejt.* Që merr përsipër ose që ngarkohet për të mbrojtur një të pandehur në gjyq. *Avokat mbrojtës. Dëshmitar mbrojtës.*

•*k* Faqe mbrojtëse *shtypshkr. shih te* FAQE, ~JA. Përparëse mbrojtëse *usht. shih ie* PËRPARËSE,~JA $_2$.

MBROJTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* MBROJTËS,~I. *Mbrojtëse besnike e Atdheut.*

2. Send që shërben për të mbrojtur diçka ose që e përdor dikush për t'u mbrojtur. *Mbrojtëse kundër zjarrit.*

MBROJTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBROJ, MBROHEM.

*Mbrojtja e Atdheut. Mbrojtja e lirisë (e pavarësisë). Mbrojtja e pronës socialiste. Mbrojtja e nderit (e të drejtave). Mbrojtja e pemëve (e bimëve). Mbrojtja e tokës (e ujërave, e natyrës). Mbrojtja e diplomës. Edrejta e mbrojtjes.*

2. Mjetet e mënyrat që përdoren për t'u mbrojtur nga dikush a nga diçka; mbështetja e përkrahja që i jepet dikujt për t'u mbrojtur, ndihmë kundër një rrëziku etj. *Mbrojtja në punë. Njeri pa mbroj'je. Kërkon mbrojtje. Nuk ka mbrojtje.*

3. *usht.* Tërësia e forcave të gjalla, e armëve dhe e mjeteve që përdoren për t'u mbrojtur nga armiku; veprimtaria që kryhet me këto forca e mjete për t'u mbrojtur; fusha e veprimtarisë dhe e organizimit shtetëror, që ka për detyrë të përgatitë njerëzit dhe të sigurojë mjetet për të mbrojtur vendin nga armiku. *Mbrojtja popullore (civile). Mbrojtja tokësore (detare, ajrore). Mbrojtja bregdetare (kundërajrore). Mbrojtje e fuqishme (aktive, pasive). Mbrojtje unazore (rre-thore). Mbrojtja dhe sulmi. Ministria e Mbrojtjes Popullore. Këshilli i Mbrojtjes., Shtabi i mbrojtjes. Forcimi i mbrojtjes.*4. *drejt.* Fjala e avokatit mbrojtës para trupit gjy-kues; pala që mbron një të pandehur në gjyq. *Avokati i mbrojtjes. Leximi i mbrojtjes. E mori fjalën mbrojtja.*

5. *sport.* Lojtarët e një skuadre futbolli, basketbolli etj., që kanë për detyrë të zmbrapsin sulmet e kun-dërshtarit e të ndihmojnë sulmin e skuadrës së vet; organizimi dhe loja e tyre për të mbrojtur portën a fushën e vet. *Mbrojtje e forte. Mbrojtja shkodrane (durrsake). Mbrojtjet e të dyja skuadrave luajtën mirë. Forcuan mbrojtjen.*

*6. shah.* Mënyrë e veçantë loje në shah për t'u mbrojtur nga sulmet e kundërshtarit. *Mbrojtja in-diane (sllave, hollandeze).*

• Mbrojtja e Popullit *hist,* organ i po-saçëm që kryente funksionet e armës së Sigurimit të Shteti: (në vitet 1944-1946).

MBROJTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të mbrohet; *kund.* i pambrojtshëm. *Vend i mbrojtshëm.*

MBROJTUR (i,e) *mb.* 1. Që ka një mbrojtje e nuk e zë era etj., që është në kushte të përshtatshme për t'u ruajtur nga diçka. *Luginë e mbrojtur* (nga era). *Gji deti i mbrojtur. Është i mbrojtur.*

2. *usht.* Që është i përgatitur për t'u mbrojtur kun-dër armikut, që ka mbrojtje të organizuar mirë. *Vend i mbrojtur. Pozicion i mbrojtur.*

MBROTH *jokal,* ~A, ~UR *bised.* l.Eci përpara, përparoj; *vet. veto III* vete mbarë, shkon përpara. *Mbroth kush punon. Mbrothi puna.*

2. *kal.* I vij në ndihmë dikujt, e ndihmoj që të marrë veten a të përmirësohet. *Kur u sëmur, e mbrothën shokët.*

MBROTH *ndajf. bised.* Mbarë, përpara; mirë e pa pengesa. *Punët venë (shkojnë) mbroth. I doli (i vajti) mbroth. Nuk e shoh mbroth* nuk e shoh mirë," diçka ka.

MBROTHËSI,~A . *bised.* Mbarësi, përparim; lulëzim. *Mbrothësia e kombit. Mbrothësia e gjuhës. Mbrothësia e trupit. Viti i Ri me mbrothësi! ur.*

MBRUHEM *vetv.* 1. Përgatitem e edukohem në një drejtim të caktuar, duke përvetësuar parime, ide e njohuri të caktuara; formohem. *Jemi mbrujtur me mësimet e Partisë dhe të shokut Enver. Mbruhen me botëk uptimin marksist-leninist. Ashtu u mbrujt at.*

2. *vet. veta III.* Majmet, ngjallet (për kafshët shtë-piake).

3. *Pës. e* MBRUJ.

MBRUJ *kal,* ~TA, ~TUR. 1. Përziej miellin me ujë dhe e ngjesh mirë deri sa të bëhet brume, agjesh; zë e gatuaj bukë me brume të thartë. *Mbruj brumin. Mbruj bukën (kulaçin). E mbrujnë me ujë të ngrohtë.*

*2.* Përgatit llaç ose beton, duke përzier rërë e zha-vorr me ujë, me gëlqere ose me çimento. *Mbrujnë llaç (beton).*

3. *fig.* E përgatit dhe e edukoj dike me kujdes e me këmbëngulje duke e bërë të përvetësojë parime, ide e njohuri të caktuara; e formoj. *ka mbrujtur me ideologjinë e Partisë (me dashuri për Atdheun). Mbrun ushtarë trima e të devotshëm.*

4. Majm; ngjall. *E mbrujti kaun (lopën).*

MBRUJTJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBRUJ, MBRUHEM. *Mbrujtja e bukis. Mbrujtja e rinisë me moralin komunist.*

MBRUJTUR (i,e) *mb.* 1. Që është mbrujtur, i ngje-shur (për brumin); i mbrumë. *Bukë e mbrujtur.*

2. *fig.* Që është mbrujtur me parime, me ide e me njohuri të caktuara; i formuar. *Njeri i mbrujtur. Rini e mbrujtur.*

3. I majmur, i ngjallur (për një to fshe shtëpiake). *Ka i mbrujtur.*

MBRUM'Ë (i), ~E (e) *mb.* Që është zënë me tharm a me brume të thartë; *kund.* i irformë. *Bukë e mbrume.*

MBRUS *kal,* ~A, ~UR. 1. E mbush diçka plot, i vë sa s'nxë me. *Mbrus thesin (shportën). E mbrus shtëpinë* e mbushi më të gjitha të mirat.

2. E ngarkoj shumë, i vë përsipër sa s'mban me. *mbrusi kafshët me dru.*

MBRUSEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Mbushet plot sa s'nxë me. *U mbrus shtëpia.* 2. *Pës. e* MBRUS.

MBRYDH *kal.,* ~A, ~UR. E bëj diçka të butë, e bëj të mbrydhët, zbruj (kryesisht për pemët). *Mbrydh hurmat (dardhët, gorricat).*

MBRYDHET *vetv.* 1. Bëhet i butë, bëhet i mbrydhët, zbruhet (kryesisht për pemët kur piqen shumë). *Dardhat u mbrydhën vetiu. Kur mbrydhen vadhezat bëhen të shijshme.*

2. *Pës. e* MBRYDH.

MBRYDHET (i,e) *mb.* Që është bërë i butë, i shtry-dhët, i zbrujtur (kryesisht për pemët); i ndulkët. *Go-rrica (vadheza) të mbrydhëta. Dardha të mbrydhët a.*

MBUDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Takoj dike në udhë. *E mbudhëm në të hyrë të fshatit. Nuk mbudha njeri.*

*2.* I tregoj udhën dikujt. *Nuk dime nga të shkonte, po e mbudhën fshatarët.*

3. *fig.* E vë në udhë të drejtë dike; i tregoj rrugë-daljen, e mësoj si të veprojë, e nxjerr në udhë; i jap rrugë diçkaje. *E mbudhën shokët (prindërit).*

4. *vjet.* E nxjerr dike në pritë, i bëj hjekësi për ta vrarë dikush. *Kërkonte t'ia mbudhnin gjakësin.*

MBUDHEM *vetv.* 1. Takohem me dike në udhë e sipër.

2. Nisem për udhë.

3. *Pës. e* MBUDH.

MBUFAT (MBUFAS) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Fryj; ënjt. *Mbufat faqet.*

*2.* Mbush plot me diçka një enë a një vend të zbra-zët, ngjesh; ngop. *Mbufat kazanin. Mbufat gropën me dhe. E mbufati barkun me mana.*

3. E bëj diçka të thithë shumë ujë e të fryhet. *mbufati dërrasat me ujë. Uji e mbufati token.*

4. *fig.* E zmadhoj tepër, e fryj. *E mbufatën atë çështje.*

MBUFATEM *vetv. bised.* 1. Fry hem në fytyrë a në pjesë të tjera të trupit; ënjtem, buhavitem. *V mbufat i tëri (nga sëmundjaj. Iu mbufatën duart (sytë). Iu mbufat barku. Iu mbufat plaga. Jam mbufatur nga hundët (nga rrufa). Është mbufatur nga gjumi.*

*2. vet. veta III.* Vjen, fryhet (për bukën); thith shumë ujë e fryhet, ngopet me ujë e bymehet. *U mbufat buka. U mbufat toka nga shiu. Iu mbufatën dërrasat fuçisë, nuk rrjedh me.*

3. *fig.* Ngopem me diçka, fryhem. *U mbufat metftkë (me rrush, me gjumë). Na mbufati me fjalë (me gënjeshtra).*

4. *vet. veto III fig.* Zmadhohet, shtohet së tepërmi, fryhet. *Thashethemet u mbufatën shumë. U mbufat ajo his tori. Nuk e lane punën të mbufatet.* • | 5. *Pës. e* MBUFAT.

MBUFATJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MBUFAT, MBUFATEM. *Mbu-fatja efytyrës. Ntbufatja e takes me ujë.*

MBUFATUR (i,e) *mb.* 1. I fryrë; i ënjtur, i buha-vitur (për trupin ose për pjesët e tij). *Me duar të mbu-fatura. Me hundë të mbufatur. I kishte sytë të mbufatur.*

*1.* Që ka ardhur e është fryrë (për bukën); që ka thithur shumë ujë e është fryrë, që është ngopur me ujë e është bymyer. *Bukë e mbufatur. Dërrasa të mbu-*
*fatura. Dru i mbufatur. Toke e mbufatur.*

MBUJAK,~E *mb.* Që është nën ujë e mban lagësh-tirë; që është i butë ngaqë mban ujë (për një vend a lokë). *Tokë mbujake* ajkësinë. *Livadh mbujak.*

MBULESË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Cope pëlhure, mushamaje etj., më të cilën mbulojmë diçka që duam ta mbrojmë nga ndonjë dëmtim, nga lagështia, nga pluhuri'etj.; cope, pëlhure, zakonisht e qëndisur, që shtrohet mbi tryezë a mbi një orendi tjetër. *Mbulesë e hollë (e trashë). Mbulesë e bardhë. Mbulesë e paster. Mbulesë mushamaje (pëlhure, plastmase). Mbulesa e tryezës. Mbulesa e djepit. Mbulesa e topit (e mitra-lozit). Mbulesa e shtretërve të ngrohtë. I hodhi (i vuri) një mbulesë.*

2. Rrobë e trashë (jorgan, batanije etj.), më të cilën mbulohemi kur flemë, mbulojë. *Mbulesë e lehtë. Mbulesa të leshta (të pambukta). Shtresat e mbulesat. U fut nën mbulesë.*

3. Pjesa e sipërme që mbulon një ndërtesë; çati; faqja e sipërme e çatisë. *Mbulesë betoni. Mbulesë xhami. Mbulesa e shtëpisë (e fabrikës, e uzinës). Mbulesë me tjegulla. Pikon mbulesa.*

4. Pjesa e sipërme e disa sendeve, që ka sipërfaqe të gjerë; guall a lëkurë e trashë që mbulon e mbron di(ka. *Mbulesa e kërpudhës. Mbulesa e lules* kupa e lules së bashku me kurorën. *Mbulesa e kërmillit. Mbulesa e trungut.*

*5.* Letra që mbështjell kapakun e një libri; çdo gjë që mbështjell a mbulon një send dhe shërben për ta ruajtur nga dëmtimet. *Mbulesa e librit. I vuri një mbulesë. U gris mbulesa.*

6. Shtresë bore, pluhuri etj., që mbulon sipërfaqen e diçkaje; bimësia që mbulon një vend. *Mbulesë pyjore (bintore). Mbulesë hiri. Mbulesë resh. Mbulesë bdri (bimësh, drurësh).*

7. Kapak që mbulon a mbyll diçka. *Mbulesë pusi%*

8. *fin.* Sasia e arit ose e valutës që ruhet në një bankë për të mbuluar sasinë e kartëmonedhave të vena në qafkullim; depozitë, rezervë. *Mbulesë ari.*

9. *tekst.* Shulësi me dorakun; gomarëza me gurin për të rënduar, bashkë me furkat (në vegjë).

10. *fig. keq.* Diçka që shërben për të fshehur fy-tyrën e vërtetë, për të mbuluar qëllimet e vërteta; maskë. *Mbulesë e rreme (demagogjike). la hoqi (ia çorri) mbulesën* ia hoqi maskën.

MBULIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBULOJ, MBULOHEM. *Mbu-*
*limi i shtëpisë. Mbulimi i fajit (i ti metave). Mbulimi i shpenzimeve. fin.*

MBULOHEM *vetv.* 1. Hedh përsipër një rrobë a një mbulesë (kur fie, kur kam ftohtë etj.), mbuloj veten ose një pjesë të trupit; *kund.* zbulohem. *Mbu-lohem me jorgan (me batanije).*

2. Hedh përsipër diçka që të mos dukem; fshihem duke mbuluar veten me diçka. *Mbulohem me kashtë (me gjethe). U tnbulua me dhe (me rërë). Mbulohej me perçe.*

3. *kryes. veto III.* Vishet me një shtresë a me diçka tjetër; e mbulon diçka, e zë të gjithë sa e fsheh; mbu-shet. *U mbulua qielli me re. U mbulua Mali me bore. V mbuluan fushat me bar. U mbuluan pemët me gjethe. U mbulua me pluhur (me baltë). U mbulua me thinja.*

4. *Pës. e* MBULOJ.

Nuk mbulohet (nuk zibet) dielli me plisa *fj.u. shih te* DIELL,~I. Nuk mbulohet (nuk zihet, nuk fshifcet) dielli me shoshë *fj.u. shih te* DIELL,~I.

MBULOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I. I vë diçkaje përsipër një pëlhure, një mushama, një kapak etj. për ta mbrojtur ose për ta ruajtur; i hedh dikujt përsipër një rrobë a një mbulesë (kur fie, kur ka të ftohtë etj.); *kund.* zbuloj. *Mbuloj tryezën. Mbuloj fëmijën (të sëmurin). Mbuloi*

*supet me shall. E mbuloi me kapak. Mbuloj me batanie (me mushama). E mbuloi me jorgan.*
2. I hedh çatinë një ndërtese; vë tjegullat etj. në çati. *Mbuloi shtëpinë (kasollen). Mbuloj me tjegulla (me kashtë, me beton).*
3. Lyej sipërfaqen e një sendi me diçka; i hedh diçka përsipër ose e vesh me diçka, e mbështjell; *kryes. veta HI* i bie a i rri përsipër një shtresë prej diçkaje, e zë të gjithë sipërfaqen e vendit a të sendit, sa nuk duket me; vjen a del me shumicë sipër diçkaje sa e fsheh të gjithë, e mbush. *E mbuloj me bojë vaji (me llak, me një shtresë dylli). E mbulon një cipë (një push i hollë). Bora mbuloi malet. Blerimi (bari) mbuloi fushat. Arat i mbuloi uji. Orenditë i mbuloi pluhuri. Mbuloj me dhe (me rërë, me baltë). Mbuloj zjarrin me hi. Luginën e mbuloi mjegulla. Ia mbuluan varrin me lule. E mbuluan thinjat.*
4. Fut në dhe një të vdekur, e varros. *E mbuluan me nderime të mëdha. E mbulofshin të gjallël mallk.*
5. Fsheh një send me diçka, e zë me diçka që të mos duket. *Mbuloj sytë me duar. E mbulonin fytyrën me perçe. Retë mbuluan diellin.*
*6. fig.* Përpiqem në mënyra të ndryshme të fsheh një faj, një gabim ose një të metë, e fsheh; e mbyll, i jap fund pa e zgjidhur. *Donte ta mbulonte fajin (kri-min). S'i mbulon dobësitë (të metat) e veta. Mbulojnë qëllimet e vërteta. Mbulonin gabimet e njëri-tjetrit. E mbuloi me fjalë (me fraza) të bukura. E mbuluan atë çështje.*
7. E mbush plot me diçka, i jap me shumicë; e pllakos, e mbyt (edhe *fig.). E mbuloi më të puthura. E mbuloi me para (me të gjitha të mirat). E mbuloi më të shara. E mbuluan me lavdi. E mbuluan lotët. I mbuloi varfëria. E mbuluan hallet (punët). E mbuloi frika. E mbuloi turpi.*
8. *usht.* I bëhem dikujt mburojë a mbështetje në një luftim; e mbroj me zjarr që të mos dëmtohet nga armiku, e ndihmoj me zjarr. *Mbuluan veprimet e batalionit. E mbuloi me artileri (me top, me mitraloz, me zjarr).*9. *sport.* Përshkoj një largësi (në garat e vrapimit, të no tit, të çiklizmit etj.) brenda një kohe të caktuar; bëj. *E mbuloi largësinë për* 13 *minuta e* 10 *sekonda.*
10. *fin.* Siguroj mjetet e nevojshme financiare për të përballuar një shpenzim a detyrim; përballoj, shlyej. *Mbuloi borxhin. I mbuloi shpenzimet vetëm* 50%. *mbuloi humbjet. Mbulon nevojat e ndërmarrjes. Të ardhurat u përdorën për të mbuluar ndërtimet e reja.*
11. *zyrt.* Kam nën varësi a drejtoj një sektor pune. *Mbulon një fushë të gjerë veprimtarie. Secili përgjigjet për sektorin që mbulon.*
• E ka mbuluar bari (ia ka mbuluar van-in bari) *shih te* BAR,~I i. E mbotoi dobiçin e mbuloi, e fshehu fajin a gabimin që ka bërë (për të mos u turpëruar në sy të botës etj.). I mbuloi (i humbi, i fshehu) gjurmët *shih te* GJURMË,~A. E mbuloj në hi (e ngroh në hi) *shih te* HI,~RI. I mbulon këmbët është fsheharak, nuk shfaqet siç është, i fsheh qëllimet e këqija. I mbulon (i fsheh) letrat *shih te* FSHEH. E mbuloi me plaf *diçka shih te* PLAF,~I. E mbuloi me turp *dike* e turpëroi. Ra qielli dhe e mbuloi (e zuri) *shih te* QIELL,~I. Mbuloi balta baltën *përb. shih te* BALTË, ~A. Si të shtrosh, ashtu të mbulojnë *fj.u. shih te* SHTROJ.
MBULOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrobë që përdoret për të mbuluar trupin kur flemë, mbulesë. *Shtroja e mbuloja.*
2. Çati, mbulesë. *hodhi mbulojën.*
3. Mbulesë libri a fletoreje; kapak. *Mbulojë e kuqe (e verdhë). Mbulojë kartoni (letre, lëkure). Mbuloja e librit (e revistës, e regjistrit, e bllokut).*
MBULUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka përsipër një rrobë ose një mbulesë, që është i mbështjellë me diçka; *kund.* i zbuluar. *Tryezë e mbuluar. Mefytyrë të mbuluar.*
2. Që ka çati, që i është vënë çatia; *kund. i* zMoar; i pambuluar. *Shtëpi (kasolle) e mbuluar.*
3. Që mbulohet nga një shtresë a nga diçka tjetër; i veshur; i mbushur. *Qiell i mbuluar* qiell i veshur me re, qiell i vrenjtur.
4. *fig-* Që e fsheh fytyrën e vërtetë, që nuk i tregon qëllimet e vërteta; i fshehur, i maskuar.
• Thëngjill i mbuluar (gacë e mbuluar) *keq.* njeri i djallëzuar, po që nuk e zbulon veten, njeri që i ka të gjitha nën lëkurë, që vepron nën rrogoz; tmëzar, fsheharak.
MBULUAR *ndajf.* Duke qenë i mbuluar me diçka; *kund.* zbuluar. *Fie mbuluar. Grate dikur dilnin mbuluar* grate dikur dilnin me ferexhe a me perçe.
MBULUES,~E *mb.* Që shërben për të mbuluar diçka; që përdoret si mbulesë. *Kapak (xham) mbu-lues. Lëndë mbuluese.*
MBUROJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e ar-matimit në kohën e lashtë e në mesjetë si pllakë e rrumbullakët a katërkëndëshe prej metali, prej druri a prej lëkure, që e mbante luftëtari me dorën e majtë përpara për t'u mbrojtur nga goditjet e kundërshtarit; shqyt. *Mburojë bakri (bronzi, lëkure). Mburojë me stemë (me zbukurime).*
2. Pllakë prej metali në pjesën e përparme të topit ose të mitralozit të rëndë, që shërben për t'u mbrojtur nga predhat e kundërshtarit.
3. Ledh me dhe, me thasë rëre ose me diçka tjetër, i ngritur përpara pozicionit të luftëtarit për t'u mbrojtur nga predhat ose nga sulmet e armikut; fortifikatë. *Mburojë me plisa.*
4. Samari i disa kafshëve ose gualli i disa kandrra-ve. *Mburoja e gaforres. Mburoja e breshkës.*
5. *fig.* Ai që mbron e përkrah dike a diçka, mbroj-tje; mbështetje e sigurt. *Mburojë e forte (e sigurt, e çeliktë). Mburojë e lirisë (e socializmit). Mburojë e qytetërimit. Është bërë mburojë. I qëndron mburojë.*
MBURR *kal.,* ~A, ~UR. Them fjalë lavdëruese për dike me qëllim që të vë në dukje anët e mira të tij; vlerësoj lart diçka për cilësitë e mira që ka; i thur lëvdata, lëvdoj. *Mburrte dhëndrin (nusen). Mburrte shokun. Mburrte ndërmarrjen e vet (prodhimet e reja).* Bufi i mburr zogjtte tij *iron, shih te* BUF,~I.
MBURRACAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* 1. Ai që e mburr tepër veten përpara të tjerëve, ai që e ka zakon të lëvdojë veten vazhdimisht; mburravec. *Ishte mburracak i madh.*
*2. si mb.* —,~E. Që mburret tepër.
MBURRAVEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Mbu-rracak. *Mburravec i keq.*
MBURREM *vetv.* 1. Mburr veten përpara tI tjerëve; e vlerësoj veten përpara të tjerëve me lart se sa e me-ritoj, me pëlqen a e kam zakon të lavdëroj veten, lëvdohem. *Mburret shumë përpara të tjerëve. Mos na u mburr kështu!*
2. E ndiej veten krenar për dike a për diçka, jam kryelartë për të, krenohem. *Mburrem që jam shqiptar. Mburrem për fitoret tona. Mburren me punëtorët e përparuar.*
3. *Pës. e* MBURR.

Mburret (lëvdohet) në të thatë (për së thati) *shih te* THATË, ~T (të).
MBURRËSI,~A . *sh.* ~, ~TË *libr.* Mburrjc e tepruar; të qenët mburracak.
MBURRITET *vetv.,* ~(u), ~UR. Zihet me një tjetër me brirë (për deshtë, cjeptë etj.). *U mburritin e u vranë.*
MBURRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBURR, MBURREM.
2. Ndjenja e krenarisë për dike a për diçka që na nderon; të qenët krenar për dike a për diçka; krenari. *Mburrje e ligjshme. Është mburrja e Kombit (e vendit). Është mburrja e klasës. E kam për mburrje* jam krenar.
3. *keq.* Të mbajturit më të madh duke mbivlerësuar veten dhe duke mos përfillur të tjerët. *Flet me mburrje.*
MBUSH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shtie një lëng a një lëndë çfarëdo brenda në një enë ose në diçka tjetër të zbrazët a të thelluar aq sa mund të nxërë e të rraf-shohet; e zë a e mbuloj krejt me diçka një vend të zbrazët a një hapësirë; *kund.* zbraz. *Mbush plot (buzë me buzë). Mbush gotën me ujë. Mbush shishen me verë (me raki). Mbush kovën. Mbush pjatën (tasin) me gjellë. Mbush thesin me miell. Mbush trastën (tor-bën) me bukë. Mbush koshin (shportën) me rrush (me mollë). Mbush jastëkët (dyshekun) me lesh (me pambuk). Mbush hambarin (depon) me drithë (me grurë). Mbush kasollen me bar (me kashtë). Mbush mushkëritë me frymë. E mbushën gropën me gurë (me dhe). Lumi e mbushi bregun me zhavorr. Mbushi xhepat me mollë. Mbush çibukun me duhan.*
2. Shkoj e marr ujë me një enë në burim, në çezmë, në pus etj. *Mbush ujë në çezmë (në burim, në pus).*
3. Mbyll një vrimë, një të çarë etj. duke i shtënë diçka në gjithë hapësirën e saj, e zë me diçka; shtupoj.*I mbushën vrimat (të carat} e murit. I mbushi plasat nig shtupë. Mbush dhëmbin (dhëmballën)* zë me një lëndë të posaçme vrimën e dhëmbit a të dhëmballës së prishur.
14. Shtie barut, predhë a fishekë në një arms dhe e bëj gati për qitje; *kund.* zbraz. *Mbush pushkën (re-volen, topin). Mbush çiften.*
5. Shtoj shumë numrin e njerëzve në një vend, e bëj të plotë; e plotësoj; e zë me njerëz të gjithë një hapësirë. *Mbushnin sheshin (shkallët, sallën, stadiumin). Na mbushën shtëpinë nipërit e mbesat. Mbushën ra-dhët e ushtrisë (e klasës punëtore).*
6. edhe *fig.* E bëj të plotë diçka që është e mangët, plotësoj atë që mungon ose që nuk është bërë. *Mbush numrin e kërkuar. Mbush sasinë e nevojshme. Mbush orët e caktuara. Mbush programin. Mbush zbrazëtitë në dijet e mia.*
7. *vet. veta HI.* la zmadhon vëllimin e vet, e bën të plotë, të fryrë etj. *Qershia i mbushi kokrrat. Gruri e mbushi kallirin. la mbushi faqel* e shëndoshi, ia bëri të plota faqet.
8. Prashit për here të dytë një bimë duke afruar dheun pranë rrënjës, mbath, përdhej. *Mbushin misrin.*
9. Plotësoj më të gjitha të dhënat e duhura një formular, një fletanketë etj.; shkruaj një faqe të tërë të një flete a gjithë fletët e një fletoreje, të një blloku etj.; plotësoj me shkrime një gazetë. revistë etj. *E mbushi fie ten (bllokun) me shënime. I mbushin fletoret me detyra. Mbush një formular (regjistrat, një fletanketë). I ka mbushur shtyllat e gazetës me lajme e me fotografi.*
10. I jap dikujt një gjë me shumi?ë aq sa të ngopet ose të mos ketë me nevojë për të; e plotësoj diçka me çdo gjë të nevojshme, e pajis më të gjitha sa duhen; vë a shtoj diçka me tepri, e kaloj masën; ngop (edhe *fig.). E mbushi me ushqime (me të gjitha të mirat). E\ mbushi me dhurata. E mbushi shtëpinë* a) solli në shtëpi shumë ushqime, orendi etj.; b) me ardhjen e tij (e saj) duket sikur shtëpia është plot me njerëz (thuhet kur vjen në familje një anëtar i saj a një i afërm shumë i rëndësishëm, shumë i zoti e veprues a shumë i dashur). *E ka mbushur tregimin me fjalë të huaja (me fjali të gjata). E mbushi me llafe (me gë-njeshtra).*
111. *fig.* I ngjall dikujt një ndjenjë të forte (këna-qësie, gëzimi, urrejtjeje etj.), e bëj të pushtohet i tëri nga një ndjenjë. *Na mbush me gëzim (me hare, me besim, me optimizëm). Na mbushën (zemrat) me urrejtje.*
12. *fig. keq.* I flas vazhdimisht dikujt dhe e nxit kundër një tjetri, e fryj kundër dikujt. *E mbushi me fjalë. E mbushi kundër shokut. Kush e kishte mbushur ashtu? E kishin mbushur të tjerët.*
13. Plotësoj një kohë a një afat të caktuar; arrij një moshë të caktuar. *Mbushi javën (muajin, vitin) që ka ardhur. Mbushi dy vjet që ka vdekur. Mbushi njëzet vjet. Mbushi moshën për martesë. Në mars mbush vitin.*
14. *fig. bised-* Përmbush një kërkesë, një detyrë etj., plotësoj. *E mbushi qëllimin. E mbushi detyrën (dëshirën). I mbush kushtet (kërkesat).*
jl5. *jokal., bised. (me trajtat e shkurtra të për-en\rit vetor në r. dhanore e kallëzore).* Iki me vrap, vrapoj më të gjitha forcat, ua mbath këmbëve. *Ia mbushi për në shtëpi. Ia mbushi më të katra. Ua mbushi këmbëve.*
*k* E mbushi barkun (plëndësin) *mospërf.* u ngop
mirë më të ngrënë. E mbushi kokën (i mbushi trutë) i mësoi të gjitha, i futi në kokë (ato që duhen ditur). E mbushi kupën ka bërë veprime të tilla të këqija që nuk mund të durohen me, e ka kaluar masën, është bërë i padurueshëm. Ia mbushi mendjen (kokën) *dikujt* e bindi me në fund për diçka. E mbushi qindin *shih te* QIND,~I. I mbushi sytë (me lot) është gati më të qarë, u rrëmbush. Nuk ta mbush (nuk ta zë) syrin nuk të dulcet kushedi se çfarë; nuk të pëlqen, nuk të kënaq a nuk të bind në dukje se është ashtu si duhet a siç e duam, ose se ka atë vlerë që ka në të yërtetë. E mbushi (e kaloi) të shtatën *shih te* SHTATË (i,e). E mbushi thesin *dikush shih te* THES,~I. Na mbushi vrer *shih te* VRER,~I. I mbushi xhepat fitoi shumë para, u be i pasur. E mbushi zorrën hëngri sa u ngop. Ia mbushi kokën me ashkla *shih tek* ASHKËL, ~LA. Mbush (mban, merr) ujë me shoshë (me shpor-të) *shih te* SHOSHË,~A. Luga mbush barkun, pi-i'uni than gurmazin '. *u. shih te* LUGË,~A.
MBUSHEM veil. 1. *vet. veta III.* I futet një lëng a një lëndë tjetër brenda derisa nuk nxë me a derisa rrafshohet, bëhet plot (për enët a për diçka tjetër të zbrazët a të thelluar); zihet a mbulohet krejt me diçka një vend i zbrazët a një hapësirë; *kund.* zbrazet. *U mbush ena (shtamba, shishja, gota). U mbush gropa me dhe (me baltë). U mbush hendeku me ujë. U mbush fusha me lym. U mbush shtrati i lumit (i përroit).*
*2. vet. veta HI.* Shtohet shumë numri i njerëzve diku, zihet me njerëz aq sa s'ka me vend; bëhet i plotë, plotësohet, rritet. *U mbush dhoma (sheshi, vendi) me njerëz. U mbushën radhët e rinisë.*

3. *vet. veta HI* edhe *fig.* Bëhet e plotë diçka e mangët, plotësohet ajo që mungon ose që nuk është bërë. *U mbush hëna. U mbush numri. U mbushën vendet. U mbushën zbrazëtitë.*
*4.* Ngjallem, shëndoshem, bëhem i mbushur në trup, në fytyrë etj. *vet. veta HI* e zmadhon vëllimin e vet, bëhet i plotë, i fryrë etj. *Qenka mbushur mirë në trup (në. fytyrë). Iu mbushën faqet (krahët, këmbët). Iu mbushën kokrrat fikut. U mbushën kallinjtë.*
5. *vet. veta III.* Mbulohet tërësisht a pothuajse të-rësisht me diçka; ka me shumicë a me tepri, bëhet plot me diçka (edhe *fig.). U mbushën malet me bore. U mbush qielli me re. U mbushën arat me grurë. U mbush livadhi me bar të njomë (me lule). U mbushën pemët (kumbullat, qershitë, pjeshkët) me kokrra.*
*U mbushën malet me partizanë. Iu mbush koka (u mbush) me thinja. U mbush qeni me pleshta. U mbush dhoma me tym (me një erë të mirë). U mbush çerdhja (kopshti, shkolla) me zërat e fëmijëve. Pylli u mbush me cicë-rimat e zogjve. Ishte mbushur fshati me thashetheme.*
6. Marr a me sjellin diçka me shumicë aq sa të mos kem me nevojë për të; pajisem më të gjitha sa me duhen (edhe *fig.). U mbush me libra (me rroba, me kë-pucë). U mbush me dhurata (me para, me ushqime). U mbush shtëpia më të gjitha të mirat.*
7. *fig. bised.* Ngopem. *U mbush me bukë. S'mbushej dot me frymë.*
8. *fig.* Me ngjallet një ndjenjë e forte (kënaqësie, gëzimi, hidhërimi etj.); pushtohem i tëri nga kjo ndjenjë. *V mbushëm me gëzim (me hare, me besim). U mbush me hidhërim (me urrejtje, me inat).*
*9. vet. veta III.* Plotësohet një kohë a një afat i caktuar; arrin një moshë e caktuar. *U mbush Java (muaji, viti). U mbushën dy ore. Iu mbush mosha për në shkollë. V mbush afati.*10. *vet. veta III fig. bised.* Përmbushet, plotësohet. *Iu mbush dëshira.*
11. *bised.* Iki me vrap, vrapoj më të gjitha forcat, ua mbath këmbëve. *Mbushu! keq.* ik, shporru që kë-tej, m'u hiq sysb, këput qafën!
12. *Pës. e* MBUSH,.
• S'i mbushet barku (plëndësi) *mospërf.* s'ngopet kurrë, nuk ndien të ngopur. Është mbushur deri (gjer) në fyt (në grykë) a) është mërzitur pa masë, i ka ardhur deri në fyt; b) është zemëruar pa masë, mezi po e mban inatin. Nuk i mbushet koka (kryet) nuk do ta kuptojë, nuk bindet, është kokëfortë. U mbush kupa kaloi çdo kufi, nuk durohet me. M'u mbush syri (plot) *shih te* SY,~RI. M'u mbush zemra (plot) *shih te* ZE-MËR,~RA. Iu mbush mendja qyp *shih te* MENDJE, ~A. M'u mbush syri me gjumë u ngopa me gjumë pas një kohe të gjatë pa fjetur. Iu mbushën sytë me lot u mallëngjye, u be gati për të qarë. S'mbushet pusi me pështymë (me gjilpëra) *fj.u.* shih te PËSHTY-MË,~A.
MBUSHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *spec.* Lëndë mbushëse, *Përdoret si mbushës.*
2. *shih* MBUSHËSE,~JA $_2$.
3. Punëtor që merret me mbushjen e diçkaje. *Mbushës shishesh. Mbushës kutish. Mbushës minash.*
4. *usht.* Ushtar që ka për detyrë të mbushë armën me predha. *Veprimet e mbushësit. Numërori, shënjuesi dhe mbushësi i topit.*
5. *muz.* Zëri i tretë në këngët popullore me shumë zëra.
MBUSHËS,~E *mb.* Që shërben për të mbushur diçka. *Makinë mbushëse (cigaresh, qumështi). Lëndë mbushëse.*
MBUSHËSE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* MBUSHËS,~I 3,$_4$. *Mbushësja e shisheve (e kavano-zave). Mbushësja e topit.*
2. Makinë që shërben për të mbushur diçka. *Mbushëse automalike.*
MBUSHJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBUSH, MBUSHEM. *Mbushja e dyshekut. Mbushja e gropes. Mbushja e dhëmbit. Mbushja e armës. Mbushja e fletanketës. Mbushja e moshës.*
*2.* Lëndë më të cilën mbushet një vrimë, një e çarë, njëvend i zbrazët etj. *Mbushje zhavorri (rëre). Mbushje gome. Mbushje për themele.*
3. *kryes. sh.* Llum e papastërti që grumbullohen nga ujërat nëpër kanale, nëpër gropa etj. *Pastrimi i kanaleve nga mbushjet. Mbrojtja e tokave nga mbushjet.*
4. *usht.* Lënda plasëse a shpërthyese, më të cilën mbushen fishekët, predhat, minat etj. *Mbushja e parë (e dytë). Mbushje bërthamore. Fishek pa mbushje. I heqin mbushjen.*
5. *gjell.* Iç.
6. Lloj prashitjeje që u bëhet disa bimëve, duke afruar dheun pas rrënjës, mbathje. *Mbaruan me mbushjen.*
MBUSHULLI,~A . Sasi e madhe, shumicë, buri.
MBUSHULLlM,~I m. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes MBUSHULLOJ.
2. Sasi e madhe, bollëk; buri, hape. *Mbushullim ushqimesh. Ka me mbushullim.*
MBUSHULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Mbush plot e përplot; i jap dikujt diçka në sasi të mëdha; sjell me bollëk. *E mbushulloi shtëpinë. E mbushulloi me ushqime.*
MBUSHUR (i,e) *mb.* 1. Që ka brenda një lëng a një lëndë tjetër aq sa mund të nxërë, që është plot a rrafsh me diçka, që nuk nxë me (për enë ose për diçka tjetër të zbrazët e të thelluar); *kund.* i zbrazët; i zbrazur. *Gotë (shishe) e mbushur. Qyp i mbushur. Thes i mbushur. Me xhepa të mbushur.*
2. Që është mbyllur a është zënë me diçka (për të carat, vrimat etj.). *Plasa të mbushura. Ohëmballë c mbushur.*
3. *gjell.* Që është gërryer e pastruar nga brenda dhe i është shtënë në zbrazëtinë e krijuar mish, oriz, erëza etj. *Domate të mbushura. Patëllxhana <speca, kunguj) të mbushur*
4. Që ka brenda barut, predhë a fishekë dhe është gati për qitje; *kund.* i zbrazët. *Arnxë (çifte) e mbushur.*
5. Që është i ngjallur, i shëndoshë (në trup a në fytyrë); që ka zmadhuar vëllimin e vet, që është bërë i plotë, i fryrë etj. (për pemët etj.). *Me fytyrë të mbushur. Me facje të mbushura. Me trup të mbushur. Kalli i mbushur. I ka fëmijët të mbushur.*
6. Që është plotësuar më të gjitha të dhënat e ne-vojshme sipas kërkesave (për një formular, fletanketë etj.). *Kartelë e mbushur.*
7. *bised.* edhe *fig.* I ngopur.
8. Që është plot me ngjarje të rëndësishme, me veprimtari a me punë të dobishme, i ngarkuar. *Ditë e mbushur. Vit i mbushur.*
• Është pushkë e mbushur (e ngrehur) është i gat-shëm për luftë, është i përgatitur për luftë.
MBUTOHET. *Pës. e* MBUTOJ.
MBUTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I vë mbyllësen një shisheje a një ene tjetër; mbyll me diçka grykën e një pusi, të një shpelle etj. *Mbutoj shishet. Mbutoj grykën e pusit. Mbutoj hyrjen e shpellës.*

MBUZET *jokal.,* ~(u) ~UR. Vjen fare pranë, afrohet shumë, është mu në prag (edhe *fig.). Po mbuzej nata.*

MBYLL *kal.,* ~A, ~UR. 1. Lëviz derën, kanatin, kapakun e diçkaje etj. dhe e afroj a e puthit në ha-pësirën e vet ose në vendin që shërben si kalim për të penguar hyrjen e daljen, për të ndërprerë lidhjen ndër-mjet mjedisit të brendshëm e atij të jashtëm etj.; zë me diçka një hapësirë që shërben si kalim; i vë çe-lësin, shulin a diçka tjetër një dere, një kapaku etj. që të mos hapet; *kund.* hap, çel. *Mbyll derën (drilaren). Mbyll dollapin. Mbyll arkën (valixhen, kutinë). Mbyll sirtarin. Mbyll xhamin e veturës. Mbyll me çelës (me lloz). E mbyllën kalimin (rrugicën) me mur. E mbyll derën nga brenda (nga jashtë). E mbylli përgjysmë.*

2. E fut dike a diçka brenda në një dhomë ose në një vend tjetër dhe i vë një pengesë që të mos dale, të mos e marrin etj.; e ndryj brenda, e kyç; fut diçka brenda në një mbështjellëse dhe e ngjit, e palos a e lidh këtë. *E mbylli brenda në shtëpi. I mbylli fëmijët në dhomë. I mbylli kuajt në haur. E mbyllin bagëtinë në vathë. E mbylli me kyç. E mbyllën në burg* e bur-gosën. *E mbylli letrën në zarf.*

3. Bashkoj a puthit pjesët e diçkaje njëra me tje-trën ose me pjesën kryesore, i afroj a i mbledh kurjanë të hapura, të shtrira etj.; palos a mbledh diçka të shtrirë; *kund.* bap. *Mbyll dorën (gishtat, grushtin). Mbyll sytë (gojën). Mbylle!* mos fol! *Mbyll çadrën. tfbyll librin (dosjen). Mbyll qarkun. elektr. Mbyll fizarmonikën.*

4. I vë tapën, kapakun etj. një ene; *kund.* hap. *hibyll shishen. Mbyll tenxheren. E mbylli me tape (me leckë, me kapak).*

5. Zë me diçka një të çarë, një vrimë, një grope etj., mbush; mbuloj. *Mbyll vrimat (plasat, të carat). Mbyll veshët* zë veshët me dorë. *E mbylli me lecka (me pambuk, me baltë).*

6. Ndërpres lëvizjen a qarkullimin nëpër një vend, pengoj a ndaloj kalimin nga një vend në një tjetër; *kund.* hap; çel. *E mbyllën kufirin. E mbyllën shtegun (kalimin, daljen, hyrjen). I mbylli rrugët.*

7. Ndërpres një rrjedhë a një rrymë që kalon nëpër një gyp a nëpër një përçues; e vë një aparat, një me-kanizëm etj. në një gjendje të title që të mos punojë ose të pengojë kalimin e diçkaje; ndal, fik, shuaj; *kund.* hap; çel. *Mbyll ujin (gazin). Mbyll çezmën (musllukun). Mbyll dritën (çelësin). Mbyll radion (televizorin).*

8. edhe *jokal.* Ndërpres punën sipas një orari a afati të caktuar në një dyqan, punishte etj.; ndaloj veprimtarinë e një ndërmarrjeje, të një institucioni etj. për një kohë të caktuar a përgjithnjë, i jap fund veprimtarisë së tyre; *kund.* hap; çel. *E hapin dyqanin ne\ orën tetë dhe e mbyllin në orën njëzet. Mbyllën disa fabrika. I mbyllën gazetat. E mbyllën ekspozitën. E mbylli përfaqësinë (ambasadën). Mbyllën shkollat. Dyqani-mbyll në orën* 12. *Shpejt, se do të mbyllim!*

*9.* I jap fund diçkaje, nuk e vijoj më tej, e ndërpres; e lë me aq sa është diçka, nuk i shtoj me; *kund.* hap; çel. *Mbyll mbledhjen (konferencën, kuvendin). Mbyll diskutimet (punimet, bisedën). Mbyll fushatën. Mbyll mbrëmjen (festivalin, konkursin, programin). Mbyll listen (regjistrimet, pranimet). E mbylli fjalimin (ligjë-ratën) me një thirrje të zjarrtë. E mbyllën çështjen.*

10. *edhefig.* E rrethoj, e qarkoj, e vë në mes; i vë kufi aty ku është, e vë midis kufijsh të caktuar; e vë midis shenjash ose i vë shenjën e fundit. *E mbyllën qytetin (fshatin) nga të katër anët. E mbyllën në mes. E mbyllën në portë skuadrën kundërshtare. sport. Mbyll ndër kllapa. Mbyll kllapën (thonjëzat).*

11. *bised.* Vë diku për t'i ruajtur (para, ushqime etji). *Kishte mbyllur para në bankë. Kane mbyllur mjaft drithë (ushqime) për dimër.*

12. Mbaroj punë, arrij pikësynimin ose atë që du-heti e plotësoj detyrën, përmbush. *E mbyllën planin vjeior një muaj para afatit. E mbyllën buxhetin. fin. E mbylli llogarinë. fin.*

13. *fig.* Mbush një kohë të caktuar, e jetoj deri në fund; plotësoj një moshë; ngrys. *E mbylli ditën (javën, vitin). E mbylli të rite e tij (e saj)* hoqi dorë nga gëzimet e rinisë. *E mbylli jetën me nder.*

Çel e s'mbyll *keq. shih te* ÇEL. E mbylli defterin (i mbylli defterët) *shih te* DEFTER, ~I. E mbylli derën (shtëpinë) vdiq pa lënë njeri pas nga gjaku a nga fa-mil ja e tij.' la mbylli derën *dikujt* ia shoi të gjithë pjesëtarët e familjes, e la pa njeri; e la vetëm e të shkretë, e mjeroi. Ia ka mbyllur derën *dikujt* nuk e qas në shtëpi të vet. I mbyll derën (dyert, portën, shtegun, rrugën) *a) dikujt* i sjell pengesa të mëdha dikujt, nuk e lë të shkojë përpara; b) *diçkaje* ndaloj përhapjen e një ideje, të një ndikimi etj.; nuk e lejoj, e pengoj, ia pres rrugën. Mbylle gojën! pusho!, hesht!, mos fol! S'e mbyll gojën (kurrë, asnjë-nerë) s'pushon së foluri, është llafazan i madh, s'i rri gjuha, s'i pushon goja. E mbylli (e kyçi) gojën a) heshti, nuk foli me, nuk nxori më-zë nga goja; b) e ruajti një të fshehtë; nuk ia tregoi askujt ato që dinte. Ia mbylli gojën *dikujt* a) e detyroi të heshtte, të mos fliste; s'e la të fliste a të shprehte mendimet e tij; b) e mbërtheu me fjalë a me fakte, e zuri ngushtë sa s'kishte ç'të thoshte ose s'mund të kundërshtonte. Ia mbylli (ia shoi) oxhakun ia mbylli derën, ia shoi pragun. I mbyllën plagët *e së kaluarës ( e Iuf-t ës)* i kapërcyen pasojat e këqija ose të rënda, e përmirësuan gjendjen, e morën veten. Mbylli sytë a) nuk vuri re asgjë, bëri sikur nuk shikonte; b) nuk mori parasysh asnjë vështirësi a rrezik, u hodh në rrezik pa vënë re asgjë; c) *euf.* vdiq. Mbyll një sy bën ndonjë Iëshim, bën sikur nuk i vë re disa të meta e gabime, i lë të kalojnë; tregohet i mëshirshëm e lëshues. I mbylli sytë *dikujt shih te* SY,~RI. Ia mbylli sytë *dikujt* ia paraqiti diçka në mënyrë të atillë që t'i mbushte mendjen a ta kënaqte, ia zuri sytë. I mbylli sytë përgjithmonë *shih te* SY,~RI. S'mbyll sy s'fle fare, s'e zë gjumi. Mbyll veshët *para diçkaje shih te* VESH,~'I. E mbyll në zemër *një ndjenjë* e mbaj brenda, nuk e shfaq; e kyç në vetvete. Hap e mbyll dollapin *shih te* DOLLAP,~I. Ia mbylli derën me ferra *shih te* FERRË,~A. Ia mbylli derën përpara hundës *shih te* HUNDË,~A. Sa hap (sa çel) e mbyll sytë *shih te* HAP.

MBYLLAS *ndajf. shih* MBYLLUR. MBYLLAZI *ndajf. shih* MBYLLUR.

MBYLLASYZA,~T . *vet. sh.* Lojë fëmijësh, nfi të cilën njëri nga lojtarët i ka sytë të lidhur me shami dhe mundohet të kapë të tjerët. *Po luanin mbyllasyzat.*

MBYLLASYZASH *ndajf.* I. Me sy mbyllur. *E kërkonte mbyllasyzash. Luajnë mbyllasyzash* luajnS mbyllasyzat.

2. *fig.* Me sy mbyllur, verbazi. *Nuk do ta marrim mbyllasyzash.*

*k* Luajnë mbyllasyzash a) veprojnë verbërisht, pa një qëllim të qartë dhe e humbin kohën kot; b) tallen me dike ose me njëri-tjetrin, përpiqen t'ia hedhin dikujt.

MBYLLEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Lëviz vetë dhe afrohet a puthitet në vendin e hapur për kalim ose per" punë të tjera (për një derë, një kanat, një kapak etj.); zihet me diçka që e mbyll; *kund.* hapet, çelet. *U mbyll dera (dritarja). U mbyllën kanatet. U mbyll valixhja. Mbyllet vetë.*
2. Futem a rri diku brenda, nuk dal jashtë, sepse merrem me diçka pa ndërprerje e me këmbëngulje; rri për një kohë të gjatë në një mjedis të mbyllur; ngujohem, ndryhem. *U mbyll në shtëpi (në zyrë, në laborator, në bibliotekë). Mbylleshin në kulla për shkak të hakmarrjes. Armiku u mbyll në qytet.*
3. *vet. veta III.* Bashkohet, puthitet ose afrohet me një pjesë tjetër a me pjesën kryesore (për diçka që është e hapur); paloset, mblidhet (për diçka që është e shtriië); *kund.* hapet. *Mezi i mbylleshin gishtat. Iu mbyllën sytë (qepallat). Nuk mbyllet çadra.*
*4. vet. veta III.* Zihet vetë me diçka, mbushet (një e çarë, një vrimë, një grope etj.); mbulohet. *U mbyllën vrimat (plasat). U mbyllën gropat. V mbyll plaga* zuri dregëz e u përtha, u shërua. 5. *vet. veta HI.* Ndërpret veprimtarinë e vet (një ndërmarrje, një institution etj.); nuk punon me për një kohë a përgjithnjë; *kund.* hapet; çdet. *Dyqanet mbyllen në orën tetë të mbrëmjes. Shkollat mbyllen në fund të qershorit dhe çelen me një shtator. U mbyll ekspozita. U mbyllen shumë sipërmarrje.*
6. *vet. veta HI.* Ndërpritet diçka, merr fund, nuk vijon më tej; mbetet me aq, nuk i shtohet me gjë tje-tër. *U mbyll mbledhja (kongresi). U mbyllen diskutimet. U mbyll ajo çëshrje.*
7. *fig.* Rri i veçuar nga të tjerët, nuk shoqërohem a nuk përzihem me ta; nuk u hapem të tjerëve; merrem me një punë të kufizuar duke iu kushtuar tërësisht asaj, duke lënë punët e tjera e duke mos u shqetësuar për asgjë tjetër. *Është mbyllur në vete (në vetvete).*
*U mbyll vetëm në punën e tij.*
8. *vet. veta HI.* Mbushet një kohë e caktuar, merr fund, i vjen fundi, mbaron. *U mbyll Java. Pa u mbyllur mirë viti.*
9. *vet. veta HI.* Nxihet, erret; vrenjtet (për motin); ngryset. *V mbyll moti. U mbyll fare aielli.*
10. *Pës. e* MBYLL.
• Iu mbyll dera (shtëpia) vdiq e s'la njeri pas, u shkretua, mbeti fare vetëm. T'u mbylltë dera! *mallk.* u shofsh më të gjithë sa ke! Nuk i mbyllet goja *di-k u j t* nuk pushon së foluri. Është mbyllur në lëvozhgën (në guaskën) e vet *shih te* LËVOZHGË,~A. Iu mbyll plaga u qetësua pas një dhembjeje të thellë, ka nisur të harrojë fatkeqësinë. Me mbyllen sytë me flihet shumë. Është mbyllur breuda (katër) mureve *të sht ë -pisë (të zyrës etj.) shih te* MUR,~I. Iu mbyll dera me ferra *shih te* FERRË,~A. Është “by-llur në kullën e fiMlshtë *keq. shih te* KULLË,~A.
MBYLLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Punëtor që mbyll shishet, kavanozat etj. në një punishte a në një fa-brikë ushqimore; ai që punon me një makinë mby-llëse.
2. *shih* MBYLLËSE,~JA i.
MBYLLËS,~E *mb.* I. Që shërben për të mbyllur diçka (një derë, një shishe etj.); që mbyll një vend të hapur. *Makinë rnbyllëse. Çelës mbyllës. Mur mbyllës.*
2. Që i jep fund, që e mbyll, i mbylljes. *Fjalim mbyllës. Kapitull mbyllës.*
MBYLLËSE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Tape, kapak i vogël etj. për të mbyllur një shishe a një enë tjetër; kapak. *Mbyllëse prej misërishteje (prej lecke). I vuri (i hoqi) mbyllësen.*
2. Makinë mbyllëse; mjet a vegël për të mbyllur diçka. *Mbyllëse shishesh (kavanozash).*
3. *Fem. e* MBYLLËS,~I i.
4. Kapëse.
MBYLLËT (i,e) *mb. shih* MBYLLUR (l,e) “, 12.13. *Vend i mbyllët. Njeri i mbyllët. Natyrë e mbyllët. Ngjy-rë hiri e mbyllët. E kuqe e mbyllët.*
MBYLLJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBYLL, MBYLLEM. *Mbyllja e shisheve. Mbyllja e kufirit. Mbyllja e diskutimeve. Mbyllja e llogarisë (e bilancit). fin. Mbyllja e vitit.*
2. Përfundimi i diçkaje; koha kur mbaron diçka; pjesa përmbyllëse, fundi. Në *mbyllje të kongresit. Fjala e mbylljes. Lexova vetëm mbylljen (e një romani). I mungon mbyllja.*
MBYLLTËSl,~A . *libr.* Të qenët i mbyllët.
MBYLLTOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që shqiptohet duke u mbyllur a duke u puqur plotësisht organet e nyjëtimit në rrugën e kalimit të ajrit, i cili e kapërcen këtë pen-gesë me shpërthim ose i del asaj anash (për bashkëtin-gëlloret si t, d, p, b, k, g etj.). *Bashkëtingëllore mbyll-tore.*
2. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Bashkëtingëllore mbylltore. *Mbylltore shpërthyese. Mbylltore anësore. Mbylltore grykore (prapagjuhore, buzore).*
MBYLLUR (i,e) *mb.* 1. Që është mbyllur me derë, me kapak, me çelës a me diçka tjetër; që është zënë me diçka (për derën, dritaren a një hapësirë tjetër që shërben si kalim); *kund. i* hapur; i çelur. *Me derë (me dritare) të mbyllur. Dhomë e mbyllur. Arki (kuti) e mbyllur. Dollop i mbyllur.*
*2.* Që e ka grykën a pjesën e sipërme të zënë me tapS a me diçka tjetër, që ka mbyllëse, kapak etj.; *kund.* i hapor. *Shishe e mbyllur. Vozë (fuçi) e mbyllur. Kuti e mbyllur. Zarf i mbyllur. Me grykë të mbyllur.*
3. Që është mbushur me diçka e është bërë rrafsh (për një vrimë, një të çarë, një grope etj.); i mbuluar. *Vrimë (grope) e mbyllur. Plage e mbyllur* plage që është shëruar e ka zënë kore.
4. Që i ka pjesët, fletët, anët etj. të bashkuara ose ti puthitura mirë njëra me tjetrën; i mbledhur; *kund.* i hapur. *Me gishtërinj të mbyllur. Me gojën të mbyllur. Me buzë ti mbyllura. Me sy të mbyllur. Libër i mbyllur. Qark i mbyllur. elektr. E la çadrën ti mbyllur.*
5. Që e ka ndërprerë punën c vet, për një kohë ti caktuar a përgjithnjë; që nuk punon me (për një ndërmarrje, institucion etj.); *kund.* 1 hapur; i çelur. *Dyqan i mbyllur. Fabrikë e mbyllur. Shkolli e mbyllur.*
6. Që është mbuluar me diçka; që ka sipër një mbu-lesë si strehë ose që ka çati; *kund.* I hapur. *Automjet i mbyllur. Kinema e mbyllur* kinema dimërore. *Pishinë (palestër) e mbyllur.*
7. Që është i ngushtë e i kufizuar në hapësirë; që është si grope; që është i rrethuar me mur a me diçka tjetër. *Vend i mbyllur. Qytet (fshat) i mbyllur. Gji deti* 1 *mbyllur.*
8. Që është zënë e nuk mund. të kalohet për të dale në anën tjetër; i tillë ku është ndërprerë lëvizja a qar-kullimi; *kund.* 1 hapur. *Kufi i mbyllur. Shteg (kalim) i mbyllur. Rrugë të mbyllura.*
9. Që është ndërprerë, është ndalur a është shuar; *kund.* i hapur. *Me drita të mbyllura.*

10. Që ka marrë fund, që është zgjidhur përfu-ndimisht; qënukflitet me për të. *Çështje e mbyllur. Llogari e mbyllur. fin.*
11. Që përfshin një rreth shumë të kufizuar nje-rëzish, i ngushtë, i kufizuar; *kund.* \ hapur. *Mbledhje e mbyllur. Rreth i mbyllur njerëzish (shokësh). Ve-primtari e mbyllur.*
12. *fig.* Që rri i veçuar e si mënjanë, që nuk sho-qërohet e nuk përzihet me shokë, që nuk u hap zem-rën të tjerëve; i druajtur, i turpshëm; që sheh vetëm punën e vet e nuk shqetësohet për asgjë tjetër; *kund.* i hapur, i çelur. *Njeri (tip) i mbyllur. Natyrë e mbyllur* (për njerëzit). *Bin një jetë të mbyllur.*
13. Që është e errët a e thellë (për ngjyrën); *kund. I* hapur; i çelur. *Ngjyrë e mbyllur. E kuqe (t kaltir) e mbyllur.*14. 1 vrenjtur, i zymtë (për qiellin, motin[). *Qiell* ij *mbyllur.*
• Me dyer të mbyllura ku nuk mund të marrë pjesë kushdo, ku marrin pjesë vetëm njerëzit që janë drejtpërdrejt të interesuar dhe që janë të autorizuar e të lejuar zyrtarisht, pa njerëz të huaj (për gjyqet, mbledhjet etj,). Plage e mbyllur dhembje a fatkeqësi që ka kaluar dhe është mbyllur. Rreth i mbyllur (me cën) *libr. shih te* RRETH,~I. Është arkë e mbyllur *dikush* e mban të fshehtën e nuk ua thotë të tje-rëve; nuk u hapet të tjerëve; është varr i mbuluar. Është qeli e mbyllur (qeli pa dritare) *dikush shih te* QELI,~A. Rime e mbyllur *let.* rime e një strofe katërshe, ku vargu i parë përkon më të katërtin dhe i dyti më të tretin (skema a b b a ). Rrokje e mbyllur *gjuh.* rrokje që mbaron me një bashkë-tingëllore. Zanore e mbyllur *gjuh.* zanore që përftohet duke e ngritur shpinën e gjuhës drejt qiellzës me shumë se kur shqiptojmë zanoret e hapura.
MBYLLUR *ndajf.* 1. Në gjendje të mbyllur (për derën, shtëpinë etj.); *kund.* hspur; çelur. *Dera rrimbyllur. E la mbyllur.*
*2.* Me anët a skajet të mbyllura ose të puthitura; *kund.* hapur; çelur. *Mbante gojën (sytë) mbyllur.*
3. Në gjendje kur e ka ndërprerë veprimtarinë, kur është mbyllur e nuk punon, jo hapur; *kund.* hapur; çelur. *E gjeti dyqanin mbyllur. Ekspozita mbeti mbyllur disa muaj.*
•*k* Me sy mbyllur verbazi, verbërisht. Rri me gojë mbyllur nuk flet fare, nuk nxjerr asnjë fjalë nga goja, hesht.
MBYT (MBYS) *kal,* ~A, ~UR. 1. E bëj të vdesë një njeri a e ngordh një kafshë, duke i shtrënguar fort grykën sa të mos marrë dot frymë, duke e zhytur në ujë etj. *E mbytën në lumë (në del, në pus). E mbyti me duar (me tel). I mbyti bletët me tym.*
*2. krahin.* Ther ose vras duke e goditur me diçka. *Mbyti një gjel për mikun. E mbyti me thikë (me sëpatë). E mbytën me gurë.*
3. Fundos një mjet Iundrimi duke e dëmtuar ose duke e përmbysur. *E mbytën anijen (varkën).*
*4. yet. veto III* edhe *fig. bised.* Nuk e lë të marrë frymë lirisht, i vështirësoj frymëmarrjen dikujt, *i* zë frymën. *Ajo jakë është tepër e ngushtë, të mbyt. Na mbyti tymi (pluhuri). E mbyti kolla. Na mbyti vapa. E mbyti malli. -*
5. *bised.* E rrah shumë dike, e rrah për vdekje; i jap shumë goditje. *Na e mbyti djalin. E mbyti me grushta (me shkelma).*
6. I hedh diçkaje shumë ujë, qumësht, sherbet a diçka tjetër të lëngshme sa të zhytet plotësisht për ta zbutur, për ta ëmbëlsuar etj.; e ngop me një lëng, e përmbyt. *E mbyti miellin me ujë. Mbyt kadaifin (bak-llavanë) me sherbet. E ka mbytur byrekun (tavën) me vaj (me gjalpë). Mbyt gëlqeren me ujë* e shuaj. *Mbytin finjën* i hedhin ujë hirit për të bërë finjë.
7. *vet. veta III.* Dsl me shumicë sipër diçkaje, e mbulon të tërë dhe nuk e lë të zhvillohet; përhapet me shumicë gjithandej, vjen me tepri sa të pengon, sjell. dëme etj.; ka me shumicë; përmbyt, vërshon. *mbyti bari i keci grunjërat (të lashtat, arat). E mbyti lumi fushën. E mbyti balta udhën. Na mbyti shiu (dë~ bora). E mbytën lotët* qau me shumë lot. *E mbytën djersët* \ dolën shumë djersë, u be qull në djersë. *E mbytën fëmijët* kishte shumë fëmijë.
8. *fig.* Nxjerr diçka me shumicë, e mbush gjithandej me të, e përmbyt; jap diçka me shumicë a e bëj me tepri sa e lodh dike e s'e lë të marrë frymë, e dynd, e shemb. *E mbytën tregun me mallra (me pe-rime). E mbyti më të mira. E mbyti me fjalë (me të shara). E mbyti me pyetje.*
9. *fig.* E ngarkoj dike rëndë me punë, me detyrime etj. sa s'mban dot me; e lodh dike jashtë mase, e mundoj, në punë; *vet. veta III* me dërrmon, s'më lë të marr frymë, me rëndon shumë. *E mbyti në punë (me detyra). I mbyste, u merrte shpirtin. I mbyti me borxhe. I mbyti puna. I mbytnin hallet.*
10. Mbuloj një tingull a një zë me anë të një tin-gulli më të fuqishëm ose me anë të një zhurme. *Zhur~ ma i mbyti bisedat. Duartrokitjet i mbytën fjalët e folësit. Këngëtarin e mbyti kori (orkestra).*
1I. *fig.* Shtyp me dhunë (një kryengritje etj.); e mposht dike, e nënshtroj, e bëj të heshtë; shuaj, asgjësoj. *E mbytën me gjak kryengritjen (lëvizjen, luftën) popullore. E mbyti me zjarr e me hekur. Mbyste zërin e masës (kritikën).*
12. *fig.* E pengoj diçka që të marrë udhë e të zhvillohet lirisht; mposht një ndjenjë ose diçka tjetër që me mundon; përpiqem të harroj një brengë duke u marrë me diçka, duke pirë etj. *E mbytin menjëherë çdo shfa4je të huaj. Mbyt një ndjenjë (një dëshirë). Mbyste hidhërimin (dëshpërimin, dhembjet shpirtërore).*
13. *bised.* Fut në dhe ose mbuloj me dhe një degë • bime, një rrënjë a një kalem druri që të mbijë. *Mbyt pjergullën (har-ihinë).*
•*k* S'e ka mbytur macen *iron,* nuk e ka treguar for-cën që në fillim që t'u shtinte frikën të tjerëve, nuk ia dine egërsinë që t'i tremben. E mbyt që në vezë *diçka* e pengon ose e asgjëson diçka që në fillim që sapo shfaqet, nuk e lë të zhvillohet. Edbe vau të *mbytfju. shih te* VA,~U. Zhyt e mbyt *shih te* ZHYT. Shumë babo e mbyiin fëmijën.u. *shih te* BABO,~JA.
MBYTAS *ndajf. shih* MBYTURAZI. • Fytas e mbytas *shih te* FYTAS.
MBYTAZI *ndajf.* Mbyturazi. *Qante mbytazi. Qeni lehte mbytazi. Fliste mbytazi.*
MBYTEM *vetv. I.* Vdes ngaqë me zihet fryma, kur me shtrëngojnë fort grykën, kur s'ka ajër, kur jam i zhytur brenda në ujë etj.; *vet. veta III* ngordh ngaqë i zihet fryma, kur i shtrëngojnë fytin, kur është e zhytur në ujë etj. (për kafshët). *U mbyt një njeri. U mbytën dy dhi. U mbyt në lumë (në pus). Ndihmë, se u mbyt!*
*2.* Mezi marr frymë a mezi e kapërcej ushqimin ngaqë me pengon diçka në fyt. *shkoi uji (buka) ters dhe u mbyt.*
3. *vet. veta III.* Fundoset (për një mjet Iundrimi etj.); zhytet krejt në ujë a në një lëng tjetër. *V mbyt anija (tundra, trapi). U ça dhe u mbyt.*

4. *vet. veta III.* Mbulohet krejt me ujë a me diçka tjetër, përmbytet. *U mbytën arat. U mbyt oborri në baltë. U mbyt në lot (në djersë).*
5. *vet. veta III fig.* Mbushet plot me diçka që vjen a del me shumicë, përmbytet; edhe *veta I* kam diçka me shumicë ose me tepri. *U mbyt tregu me pemë. U mbytëm me portokalle.*
*6. fig.* Kam shumë punë, detyrime etj. sa s'i mbaj dot; jam shumë i zënë me diçka. *U mbytën në punë. U mbytën nëpër mbledhje. Ishte mbytur në borxhe.U mbyt duke mësuar* meson shumë e pa pushim.
7. *fig.* Zhytem, futem thcllë. *U mbyt në mendime.*
8. *vet. veto ill fig.* Shuhel, fashitet, s'duket a s'ndi-het me. *U mbyt zhurma. lit mbyt shkëlqimi.*
9. *Pës. e* MBYT.
*ir* Ku të mbytem? (s'kam ku të mbytem) s'kam ku të futem, s'di ku të vete që të shpëtoj nga një hall i madh, nga një turp etj. Mbytet në një pike (luge, gotë, filxhan, gisht) ujë *mospërf. shih tek* UJË,~I. U mbyt në lumë pa ujë *shih tek* UJË,~I. Rri sikur i janë mbytur gjemitë *shih te* GJEMI,~A.
MBYTËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. 1. Ai që merret me mbytjen e kafshëve. *Mbytes qensh.*
*2.* Ai që pengon zhvillimin e lire të diçkaje; ai që përpiqet të mbajë të tjerët të shtypur e të nëashtruar duke ua hequr të dcejtën e fjalës, të shprehjes së lire të mendimeve etj. *Mbytes i lirisë. Mbytes i kritikës.*
MBYTES, ~E *mb.* 1. Që të zë frymën, që të mbyt. *Gaz (lëng) mbytes.*
*2.* Që përdoret për të mbytur një kafshë a kandërr. *Enë mbytëse.*
3. Që është i ashpër, pa lëng e mezi kapërcehet, që të mbetet në fyt, mbytje (për disa pemë). *Dardhë mbytëse. Vadhe'za (gorrica) mbytëse. Mos janë mbyte se ?*
4. *fig.* Që të zë frymën, që të mbyt. *Vapë (zagushi) mbytëse. Afsh mbytes.*
5. *fig.* Që s'të lë të shkosh përpara, që të shtyp; që ngushton ose kufizon lirinë a veprimtarinë e di-kujt; që pengon zhvillimin e lire të diçkaje. *Mjedis mbytes. Atmosferë mbytëse. Qëndrim mbytes. Politikë mbytëse.*
MBYTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MBYT, MBYTEM. *Mbytja e anijes. Mbytja e kritikës. Rrezik mbytjeje. Shpëtoi nga mbytja.*
MBYTJE *mb. f.* 1. *shih* MBYTËS,~E 3. *Dardhi mbytje.*
*2.* Që nuk ka shenja të jashtme, po vepron e të mundon nga brenda, që vepron mbyturazi, pa u dukur, *Ethe mbytje.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
MBYTUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që është mbytur në det, në lumë etj. *Nxorën të mbyturin. I mbyturi s'ka frikë se laget. fj.u. Kapet si i mbyturi pas flokëve të vet. fj.u.*
• Si i mbyturi nëpër shkumë *shih te* SHKUMË,~A.
MBYTUR, ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). *Fem. e* MBYTUR,~I (i).
MBYTUR (i,e) *mb.* 1. Që është mbytur në ujë etj. *Kafshë (dhi, dele) e mbytur. Gjetën një njeri të mbytur.*
2. Që është fundosur në ujë (për një mjet lundrimi etj.). *Deri tek anija e mbytur. Nxorën një vapor të mbytur.*
3. Që është ngopur me një lëng për t'u zbutur; që ka shumë sherbet. *Bakllava e mbytur.*
4. Që mezi dëgjohet, i dobët, i mekur; që duket sikur vjen nga larg ose nga një vend i mbyllur a i thellë. *Zë (rënkim, gjëmim, kumbim) i mbytur. Zhurmë (krismë, klithmë) e mbytur. Kollë e mbytur. Dëgjo-heshin thirrje (britma) të mbytura.*
5. Që mezi duket ose mezi digjet, i dobët, i mekur. *Zjarr i mbytur. Flake e mbytur.*
MBYTUR *ndajf.* 1. Plot e përplot; deri në fyt, rabushur plot. *I gjeii mbytur në borxhe. E gjeti mbytur në lot.*
2. *shih* MBYTURAZI. *Dëgjohej mbytur. Psherë-tinte mbytur. DigjeJ mbytur. U përgjegj mbytur.*
MBYTURAZI *ndajf.* 1. Me zë të dobët e të mekur aq sa mezi dëgjohet; si me hundc, si nëpër dhëmbë, jo qartë. *Qante (rënkonte, fliste) mbyturazi. Kollitej mbyturazi. Qeshi mbyturazi.*
*2.* Jo me vrull, mezi; pa u ndjerë e pa u dukur. *Ecte (shkelte) mbyturazi mbi bar. Drutë digjeshin mbyturazi. Vepronte mbyturazi.*
3. Pa e thënë qartë mendimin, pa u shprehur qartë, as po as jo. £ *sillte fjalën mbyturazi.*
ME. I. *parafj.* Përdoret me një emër ose me një përemër në rasën kallëzore për të treguar: 1. Praninë e dy a me shumë vetave a sendeve së bashku në një vend, qenien e tyre së bashku në një gjendje të cak-tuar ose pjesëmarrjen e tyre të përbashkët në një veprim; shoqërimin e dikujt a të diçkaje nga dikush a diçka tjetër kur ndodhet në një gjendje të caktuar ose kur kryen një veprim. *Motra me vëllanë janë në një klasë. Rri gjithnjë me të. Jetonte me fëmijët. Është i një mendjeje me shokët. Luan me shokët e klasës. Shkon mirë më të gjithë. Foli (bisedoi) me miqtë. U takua me miqtë. U zu (u pajtua) më të tjerët. Marrin e japin me njëri-tjetrin. E mori me vete. Doli shëtitje me prindërit. Eja me mua! E shoqërojnë misrin me fa-sule. Ra me zhurmë të madhe.*
*2.* Afrinë a takimin në hapësirë ose lidhjen e dikujt a të diçkaje me dike a me diçka tjetër. *Kufizohet me det. Janë fqinjë me Agronin. Është i rrethuar me male të larta. Të gjitha fshatrat janë lidhur (me tele-fon) me qytetet. E shkrijnë bakrin me kallajin. Populli është i lidhur ngushtë me Partinë. U fejua (u martua) me një djalë (me një vajzë) të mirë. U përqafua me të.*
3. Praninë e një pjese a të një shtese ose qenien e një tipari të jashtëm a të brendshëm, e një vetie a cilësie te dikush a te diçka. *Opinga me xhufka. Kë-pucë me qafa. Drapër me dhëmbëza. Shtëpi me oborr (me ballkon). Fletore me vija (me katrorë). Yll me bisht. Plak me flokë të thinjur. Vajzë me gërsheta. Lopë me bale në ballë. Djalë me vullnet (me talent). Burrë me mend. Punëtor me duar të arta. Njeri me zemër të gjerë. Kale me huqe. Dokumen: me vlerë. Punë me rëndësi.*
4. Lëndën a diçka tjetër, më të cilën është berë, është mbushur a është Iyer diçka ose është mbështje-llë, veshur a mbuluar dikush a diçka. *Mur me tulla. Tavan me dërrasa. Akullore me qumësht (me lëng pemësh). Tufë me lule. Gjellë me mish. Byrek me djathë. Lakror me lëpjetë. Çaj me limon. Dyshek me pambuk (me lesh). Shportë me fiq. Qyp me mjaltë. Grope me ujë. Ara me miser (me grurë). Një koshere me bletë. Bukë me gjalpë. E mbështolli me letër. E mbuloi me tjegulla (me kashtë). E shtroi me dërrasa (me qilima). E leu me bojë (me baltë). U mbulua me bore. V zu qielli me re. U vesh mali me gjelbërim.*
*5.* Një dukuri, gjendje a tipar, që shoqëron një veprim dhe përcakton mënyrën si bëhet ose si shfaqet diçka, si vepron dikush etj. *E priti me kënaqësi (me gëzim, me padurim, me dyshim, me gjakftohtësi, me mirënjohje). E*

*merrte më të mirë. E donte me gjithëshpirt. Bërtiti me sa kishte në kokë* bërtiti më të gjitha foijcat. *merr punët me gjithë mend (me të qeshur). Punon me kujdes (me mend në kokë). Lexon me vë-mëndje. Met me zjarr. Doli me kokë jashtë. Iku më të \katra (me zemër të thyer). Hyri me vrap (me të shpejtë). Vijnë me radhë. E gjetën me shumë vështirësi. E \arritën me përpjekje të mëdha. E ngriti me force. E pa me inat. Erdhi me kohë* erdhi në kohën e duhur e shpejt. *Shkruhet me shkronjë të madhe. Mbledhja u be me dyer të mbyllura.*

*6.* Mjetin më të cilin a nëpërmjet të cilit kryhet një veprim a një punë. *E preu me thikë. E çau me së-patë. Korrin me draper. E punoi me shut (me traktor). Ha me luge. E piu me gotë. Shkruan me laps. Iku me\ biçikletë. Udhëtuan me tren (me avion). E mbartën me\ kale. E nisi letrën me postë (me një shok). Dërgoi lajm me djalin. E bleu me para. Rronte me punën (me djersën) e vet.*

*7.* Njeriun, sendin a dukurinë, që i nënshtrohet një veprimi a gjendjeje; qenien, gjënë a çështjen më të cilën kemi të bëjmë. *Ngjau një fatkeqësi (një epapritur) me të. Ç'ndodhimë tej me djalin? Si sillet me ju? Sillet shumë mirë me nxënësit. Ç'u be me pe-rimet? E ka keg me zemrën (me mëlçinë e zezë). S'i ka punët mirë me mësimet. Me planin jemi mirë. U vonuan pak më të mbjellat (me korrjet). Luftojmë me vështirësitë (me thatësirën, me ngricën, me shfaqjet e huaja). Do Via dalim mbanë edhe me zotimet e reja. U mësua me punën e re (me të ftohtët, me vapën).*

8. Kufizim për dike a për diçka, përcaktimin se nga ç'anë e shohim a e vlerësojmë atë etj. *vogël me\trup, por i madh me zemër. Sheh vetëm me njërin sy. Shitej me peshë (me cope). Me shtëpi (me banesë) është në Shkodër. Me sa thuhet (dihet)... Me sa me kujtohet...*

9. Gjendjen në të cilën ndodhet ose vihet dikush a diçka. *Është me leje (me pushime). Është me barrë. Ishte me ethe (me grip). U mbulua me lavdi. E bëri me turp. E vuri me shpatulla në mur. E la me gisht në gojë. Ishte me kokë në torbë. Qëndroi me shpirt ndër dhëmbë.*

10. Shkakun ose arsyen e një veprimi a të një gjendjeje ose llojin e veprimeve që kryejmë për t'ia arri-tur një qëllimi. *Me atë shi që ra s'ka se si të mos rritet bari. Me ato pengesa që u dolën s'kishin si të mos vo-noheshin. Me atë mendje që ka do ta pësojë keq. Me shpenzimet që bënte do të shkatërrohej një ditë. Me atë sëmundje që kishte do të vdiste shpejt. Me atë vull-net që ka (me ato përpjekje që bën) do t'ia dale mbanë pa tjetër.*

11. Qëllimin a synimin e një veprimi. *Erdhi me qëllime të mira (të këqija). V paraqit me kërkesa të reja. E bëri (u nis) me shpresë se do të fitonte.*

12. Kohën a diçka tjetër, nga e cila nis një veprim etj. ose së bashku më të cilën zhvillohet një veprim, shfaqet një dukuri etj. *Që me ditët e para (me fë-mijërinë). Vajti e u kthye me diell. U zgjua me natë. Fjeif me pulat* ra për të fjetur shumë herët. *E zgjati (e shtyu) me sot me nesër. Me dimrin vjen të ftohtët. Me\ pranverën kthehen dallëndyshet. Me çlirimin e Shqipërisë filloi një epokë e re. Shkoi vapa me gushtin. fj. it. Me pleqërinë i erdhën edhe sëmundjet. Me kohë do ië kalojë. Është me moshë çdo gjë. Puna është me ditë (me ore).*

13. *(edhe me numërorë)* Sasi ose masë të caktuar a të pacaktuar, të përafërt, të madhe etj. *Klasë me tridhjetë nxënës. Dhomë me dy dritare. Ndërtesë me shtatë kate. Shtëpi me tri ndarje. Familje me pesë veta. Punonin me qindra të rinj. Erdhën me dhjetëra punëtorë. Kafe me shumë sheqer. Ka atje me okë (me thasë, me kuintalë, me qerre)* ka shumë.

14. Krahasimin e një numërori themelor, që vihet në një marrëdhënie të caktuar me një tjetër. *Në per-pjesëtimin dy me tre. E shumëzojmë (e pjesëtojmë) me thtatë.*

15. Kohë, mënyrë etj., në togje që formohen nga përsëritja e një fjale ose nga dy fjalë të afërta. *Eprisnin dita me ditë (me sot me nesër). V ndeshën trup me trup.*

II. *pj.* 1. Përdoret me një emër foljor asnjanës për të formuar një trajtë të pashtjellë, me kuptimin kohor, “sapo, sa”. më të *dëgjuar thirrjen, u ngrit. Me t'u kthyer nga puna, u la. Me t'u gdhirë, nisën zhurmat.*

2. Përdoret zakonisht në të folmet e Veriut me pjesoren për të formuar një nga trajtat e paskajores. *Me qenë. Me marrë. Me dale.*

*k* Me anën e... *shift tek* ANË,~A. Me kusht që... *shin te* KUSHT,~I. Me përjashtim të... *shih te* PËRJASHTIM, ~I.

MEAZALLAH *ndajf. bised.* 1. Në asnjë mënyrë, kurrsesi, kurrë, kurrën e kurrës. *O-Bëje, po të them I — Meazallah! □ A po vini me ne? — Meazallah.'Q A pranon (a dëshiron) të niset? — Meazallah! □ Meazallah se vjen (se ikën). Meazallah se bindet (se flet).*

*1. si fj. ndërm.* Përdoret për të shprehuf dyshim, mosbesim a pasiguri ose për të përforcuar një mo-him. *Po sikur, meazallah, të vritet? Jo, meazallah, si mund ta bëj këtë. Meazallah, nuk tundet nga vendi.*

MEÇE,~JA . *sh.* ~E, ~<ET. Qyp i vogël prej balte, me një vesh, që përdoret për ujë, për qumësht etj. *Një meçe me qumësht.*

MEÇKADIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bujgër.

MEÇKË,~A . *sh.* ~A, ~'AT. 1. Femra e qenit, bushtër, shake.

2. Turiri i zgjatur i derrit, feçkë. *Gjithë derrat një meçkë kanë.*

3. *fig. shar.* Grua e ligë, grua e përdalë; grua lla-fazane.

MEDALJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Pllakëz e rrum-bullakët prej metali me ndonjë figure a mbishkrim, e cila i jepet dikujt për merita në luftë, në punë, në gara sportive, në konkurse etj. ose për të kujtuar një ngjarje të shënuar; dekoratë. *Medalje sportive (olimpike). Medalje ari (argjendi, bronzi). Medalja e Kujtimit (e Çlirimit, e Trimërisë). Medalja “.Ylli i kuq”. Medalja e Punës. Medalja “Naim Frashëri”. U dekoruan ma medalje. E kishte gjoksin të mbushur me medalje.*

•*k* Ana tjetër e medaljes e kundërta e asaj që duket ose që pranohet si e vërtetë, ana tjetër e çështjes.

MEDALJON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Portret i gdhendur ose i punuar në skulpturë dhe i rrethuar nga një kornizë e rrumbullakët a vezake. *Medaljone muri.*

2. Medalje e madhe. *Medaljoni i Kongresit të Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe.*

3. Stoli e vogël në trajtën e një medaljeje vezake a të rrumbullakët (zakonisht varet në qafë), në të cilën futet fotografia e ndonjë njeriu të dashur a diçka tjetër që ruhet si kujtim. *Medaljon ari. E ruante në medaljon fotografinë e s'ëmës.*MEDET *pasth., bised.* 1. Përdoret kur shprehim dëshpërim, dhembje, keqardhje, frikë etj.; mjerë. *Medet për të! Medel, sa keq! Medet ç'na gjeti! Ah medet! Hej, medet! Vaj medet!*

*2. si em. m.* E keqe e madhe, fatkeqësi, mjerim, hata. *Ç'është ky medet që i gjeti!*

3. *si em.* ~, ~I *m.* Ndihmë, shpëtim; derman. 7 *sëmuri kërkonte medel. Gjeti medet.*

• Bin medet vajton. U be për medet *dikush a diçka* ka rënë në një gjendje shumë të keqe a të vajtueshme, është bërë për ta vajtuar.

MEDIOKËR,~RE *mb. mospërf., libr.* 1. Që ka aftësi të kufizuara, që nuk shquhet për ndonjë zotësi ose për ndonjë cilësi të veçantë; që është i rëndomtë (për njerëzit). *Njeri mediokër. Nxënës (student) mediokër. Shkrimtar (poet) mediokër.*

2. Që është poshtë mesatares nga cilësia ose i papërfillshëm nga sasia; që s'ka shumë vlerë, që është tepër i rëndomtë; që s'është as i mirë, as i keq (për diçka). *Vepër (pjesë) mediokre. Jetë msdiakre.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Punë mediokrësh.*

MEDIOKRITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Aftësi e kufizuar e dikujt; pazotësi, të qenët mediokër. *Mediokritet mikroborgjez. She një mediokriteti.*

*2.* Vlerë ose cilësi e papërfillshme e dikujt a e diç-kaje.

3. Njeri me aftësi të kufizuara, njeri i pazoti, njeri mediokër. *Ka talente dhe mediokritete.*

4. Vepër e dobët, pa ndonjë vlerë të veçantë, vepër a punë prej mediokrësh. *Ka pasur shumë mediokritete.*

MEDOEMOS *ndajf.* Patjetër, domosdo. *Do të vij medoemos. Të paraqitet medoemos!*

MEDRESE,~JA . *sh.* ~, ~TË *fet.* Shkollë e mesme ose e lartë për të përgatitur hoxhallarë e my-derrizë (në vendet ku vepron myslimanizmi; në të ka-luarën edhe në Shqipëri).

MEDUZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Kandil deti.

2. *mil.* Figure e mitologjisë së lashtë greke, që men-dohej se me vështrimin e saj nguroste në vend çdo njeri që e shikonte.

MEFSHTË (i,e) *mb.* 1. Shumë i ngathët c i nga-dalshëm në punë, në lëvizje etj., i qullët, i plogësht. *Njeri i mefshtë. U tregua i mefshtë.*

*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. MEFSHTËSI,~A . Të qenët i mefshtë, ngathtësi,

plogështi. *Mefshtësi në punë. Shfaqje mefshtësie.*

MEGA- *fjalëform. libr.* Pjesë e parë e disa termave të përbërë, që ka kuptimet: a) "një milion here me i madh"; p.sh. megaherc, megadin, megametër, mega-ohm, megaton, megavat etj.; b) "shumë i madh>>; p.sh. megalit, megater etj.

MEGAFON,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Aparat i po-saçëm në trajtë hinke që shërben për të forcuar zërin a për ta përhapur atë në largësi; altoparlant. *Mega-fonat e shesheve (e rrugëve). Fliste me megafon.*

*2. fig. keq.* Njeri që i shërben verbërisht dikujt për të përhapur idetë e mendimet e tij. *Megafon i imperializmit.*

MEGALOMAN,~E *mb. libr. shih* MEND JEM ADH, ~E.

MEGALOMANI,~A . *libr. shih* MENDJEMA-DHËSI,~A.

MEGJITHATË *lidh.* Përdoret në krye të një fjalie të bashkërenditur kundërshto re, e cila shpreh një veprim a gjendje të kundërt me veprimin a me gjen-djen e shprehur në fjalinë tjetër, një veprim që kry-het pavarësisht nga kushtet e shprehura në fjalinë tjetër ose që i shtohet asaj që është thënë në fjalinë e mëparshme; prapëseprapë (zakonisht kur flasim për diçka të target a të shkuar). *Nuk kishin shumë kohë që ishin njohur, megjithatë ishin bërë miq. Tha se s'kishte uri, megjithatë hëngri shumë. Kujtesa i ishte dobësuar, megjithatë nuk i harronte disa ngjarje. Blnte shi, megjithatë ai u nis.*

MEGJITHËKËTË *lidh.* Përdoret në krye të një fjalie të bashkërenditur kundërshtore, e cila shpreh një veprim a gjendje të kundërt me veprimin a me gjendjen e shprehur në fjalinë tjetër, një veprim që kryhet pavarësisht nga kushtet e shprehura në fjalinë tjetër ose që i shtohet asaj që është thënë në fjalinë e mëparshme; prapëseprapë (zakonisht kur flasim për diçka të afërt a të tanishme). *Puna që bën nuk është e lehtë, megjithëkëtë ai e kryen me kënaqësi. Me-gjithëkëtë, mbetet shumë punë për të bërë, Megjithëkëtë, urdhri do të zbatohet.*

MEGJITHËQË *lidh.* Megjithëse, ndonëse, sadoqë. *Megjithëqë ishte mezi i prillit, pranvera s'jepte asnjë shenjë.*

MEGJITHESE *lidh.* Përdoret në krye të një fjalie të varur lejore, që tregon se veprimi në fjalinë krye-sore kryhet ose mund të kryhet pavarësisht nga kushtet e rrethanat që e pengonin ose mund ta pengonin atë; ndonëse, sadoqë, megjithëqë. *Megjithëse armiku për-dori tanke, partizanët çanë përpara.*

MEHET *vetv.* 1. Pakësohet diçka ca e nga ca derisa të mbetet shumë pak ose të soset krejt; mbaron, shteron. S7 *mehej buka (ushqimi). U meh pusi (uji). S'mehet kurrë puna.*

*2.* Ulet diçka pak e nga pak, bie derisa të ndërpri-tet, dobësohet ca e nga ca derisa të zhduket krejt. *U meh gazi (zhurma). Nuk u meh gjallëria (vrulli, fuqia, sulmi). U meh puna* ra puna. *Era zuri të mehej.*

3. *Pës. e* MEJ.

MEIT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Trupi i të vde-kurit, kufomë njeriu. *verdhë (i zbehtë) si meit. Fytyrë prej meiti. E lane meitin.*

• U be meit u zbeh shumë në fy(yrë, u zverdh si i vdekuri.

MEJ *kal.,* ~HA, ~HUR. 1. E pakësoj diçka ca nga ca derisa të mbetet shumë pak ose të soset krejt; e mbaroj, e shteroj. *S'ia mehu bukën (ujin). Dhia e mehu qumështin.*

*2.* E ul diçka pak e nga pak, e dobësoj ca nga ca derisa të ndërpritet a të zhduket krejt. *E mehu du-hanin (rakinë). Kali mehu vrapin. S'e mehën punin. Bilbili e mehu këngën.*

3. *jokal., vet. vet a III.* Pakësohet pak e nga pak derisa të ndërpritet; mbaron, shteron; pushon. *Mehu bora (shiu). Ka mehur burimi. Mehu zhurma.*

4. *jokal.* Pushoj, hesht. *Mej, mos fol me!*

MEJDAN,~I m. *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Vend i hapur; shesh. *Shtëpi në mejdan. Dolën në një mejdan. Në atë shesh, në atë mejdan. kr. pop.*2. Vendi i luftës a i dyluftimit, shesh lufte; *fig.* libftim, ndeshje e hapur. *Armët e mejdanit. Në mejdan të luftës. Në fushën e mejdanit. Delnin (ndesheshin) në mejdan.*

Del në mejdan (në shesh) *shift te* SHESH, ~I. E; ndau mejdanin *me dike* a) *vjet.* e caktoi ditën për dyluftim me dike; b) i shkoqiti mirë punët me dike, i ndau hesapet. Eshtë i shejtanit e i mejdanit *shih te* SHEJTAN,~I.

,*MEJ'E,Rrjedh. nj. e* UNË.

MEJHANE,~IA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Pije-tore.

12. *keq.* Kafene a pijetore e mbajtur keq, ku venë Iloj-lloj njerëzish, bëhet zhurmë dhe ka shumë tym. *Ishte bërë mejhane.*

MEJHANEXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Pronar pijeloreje; pijeshitës.

JMEJTEP,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Shkollë fi-Ilore, ku jepej edhe mësim i i fesë për besimtarët mys-limanë.

MEK *kal,* ~A, ~UR. 1. E lodh dike sa e lë gati pa fry me, e bëj sa t'i bjerë të fikët; e bëj të qeshë a të qajë sa të gajaset, e këput. *E meku në punë. Na meku gazit.*

*2.* E dobesoj, e mpak, e shuaj (për zërin etj.). *E meku zërin fare.*

3. E lag pak diçka, e njom pak sa të zbutet. *E mekën duhanin (me ujë). I mekin rrobat (para se t'i hekurosin).*

MEKAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. *fet.* Varri j një shenjtori mysliman, zakonisht brenda në një tyrbe

2. *muz.* Melodi. *S'ia dinin mekamin.*

MEKANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor i për-gatitur a teknik që ngre me këmbë ose ndreq makina, aparate e pajisje të ndryshme; teknik që mirëmban një makinë. *Mekanik elektricist (hidraulik). Mekanik montues. Mekanik automjetesh. Brigada e mekanikëve.*

MEKANIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë" me mekanikën, që i psrket mekanikës, i mekanikës; që merret me mekanikë. *Ligjet mekanike. Shkollë mekanike. Dega mekanike e fakultetit të inxhinierisë.*

*1.* Që punon a lëviz me ndihmën e një makine ose të një mekanizmi; që bëhet me makinë. *Mjete mekanike. Sharrë (pompë, site) mekanike. Lopatë (shkallë) mekanike. Endje mekanike. Mjelje (qethje) mekanike. Shirje (korrje, zhveshje) mekanike. Çpim mekanik.*

3, Që ka të bëjë ose që merret me projektimin me prodhimin dhe me ndreqjen e makinave e të apa-rateve të ndryshme, si edhe të pjes,ëve të tyre të ve-çanta. *Indus(ria mekanike. Uzinë mekanike. Report mekanik. Baza (ofiçina) mekanike. Inxhinier mekanik.*

4. Që shkaktohet nga një force e jashtme (tron-ditje, lëkundje, gërvishtje etj.), e cila vepron mbi diçka. *Dëmtime mekanike.*

5.1 *fig.* Që bëhet në mënyrë të vetvetishme e të pa-vullhetshme, në mënyrë të pavetëdijshme e pa u men-duar; që është diçka e jashtme, jo e brendshme e or-ganike; që punon e vepron si një makinë; që nuk kërkon ndonjë përpjekje të madhe mendore; i thjesh-të. *Lëvizje mekanike. Punë mekanike. Zbatim mekanik. Lidhje mekanike. Shtesë mekanike. Kujtesë mekanike. psikhl. Riprodhim mekanik (i. mësimit). Shumica me-*
*kanike e votave* shumica e thjeshtë. AV *mënyrë mekanike* mekanikisht.

• Mater ializmi mekanik *filoz. shih te* MATERIALIZËM, ~MI.

MEKANlKË,~A . 1. Degë e fizikës, që stu-dion ligjet e lëvizjes së trupave në hapësirë e for-cat që e shkaktojnë këtë lëvizje, si edhe ligjet e drejt-peshimit të trupave; degë e teknikës që merret me studimin dhe zbatimin praktik të këtyre ligjeve. *Me-kanika teorike (praktike, e zbatuar). Mekanika tek-nike. Mekanika e kuanteve. Teoria e mekanikës. Pje-set e mekanikës* kinematika, statika e dinamika.

2. Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj dege në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Teksti i mekanikës. Provimi i mekanikës.*

3. Tërësia e makinave ose e mjeteve të mekanizuara që përdoren kryesisht në bujqësi; makineri. *Mekanika bujqësore.*

•*k* Mekanika qiellore *astr.* degë c as-tronomisë që studion lëvizjen e trupave qiellore. Rregulla e artë e mekanikës *fiz. shih tek* ARTË (i,e).

MEKANIKISHT *ndajf. libr.* 1. Me anë të makings, me ndihmën e një mekanizmi, jo me dorë. *Përpunohet mekanikisht. Pritet mekanikisht.*

*2. fig.* Në mënyrë mekanike. *Meson (përsërit) mekanikisht. E bëri mekanikisht.*

MEKANIZATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mekanik që merret me mirëmbajtjen e traktorëve dhe të mjeteve të tjera mekanike (kryesisht në bujqësi). *Meka-nizatorët e bujqësisë. Mekanizator i SMT-së (i ofiçinës). Kurs për mekanizatorë.*

MEKANlZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT. 1.
*tek.* Tërësi veglash që përbëjnë një makinë, një apa-rat etj. ose një pjesë të tyre, me një ndërtim të brend-shëm e me lidhje të tillë që të vënë në lëvizje njëra-tjetrën; ndërtimi i brendshëm i një makine, i një aparati etj. dhe mënyra si punon. *Mekanizëm i thjeshtë (i ndërlikuar). Mekanizëm vetëlëvizës. Mekanizmi i ores. Mekanizmi i shkrepjes (së armës). Punon si një mekanizëm.*

2. *fig.* Sistemi i brendshëm i ndërtimit dhe mënyra se si e zhvillon veprimtarinë e vet një shtet, një or-ganizatë etj.; tërësia e veprimeve që kryhen kur ndodta një dukuri fizike, kimike, fiziologjike etj. *Mekanizmi shtetëror (qeveritar). Mekanizmi i trurit. Mekanizmi i votes, bised.* votimi kur organizohet në mënyrë të tillë që të arrihen qëllime të caktuara me shumicë mekanike votash pa përfilluar gjendjen e vërtetë.

MEKANIZIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *tek.* 1. Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve MEKANIZOJ, MEKANIZOHET. *Mekanizimi i prodhimit (i bujqësisë).*

2. Pajisje e plotë ose e pjesshme e prodhimit me makina e me mekanizma të ndryshme që zëvendër sojnë punën e dorës. *Mekanizim i plotë (i pjesshëm). Shkalla e mekanizimeve. Zgjerimi i mekanizimeve.*

MEKANIZOHET *tek. Pës. e* MEKANIZOJ.

MEKANIZOJ *kal,* ~OVA, ~CAR *tek.* Fut në prodhim makina e mekanizma të ndryshëm, pajis industrinë ose bujqësinë me makina e mekanizma për të zëvendësuar punën e dorës dhe për të rritur ren-dimentin. *Mekanizojmë punimet. Mekanizojmë buj. qësinë. Mekanizojmë procesin e prodhimit.*MEKANIZUAR (i,e) *mb.* 1. *tek.* Që është pajisur me makina e me mekanizma; që është zëvendësuar me makina, që bëhet me anën e makinave e të me-kanizmave. *Bujq"ësi e mekanizuar. Punime të meka-nizuara. Mbjellje e mekanizuar.*

*2. usht.* Që është pajisur me makina dhe me armë automatike. *Forca të mekanizuara. Report i mekanizuar.*

MEKEM *vetv.* 1. Lodhem e këputem sa gati me zihet fryma, mbetem pa frymë; me pritet fuqia sa gati me bie të fikët; qaj ose qesh sa gajasem, këputem; mpnkem. *U mek së qeshuri (së qari). U mek nga kolla (nga lodhja e tepërt, nga vapa e madhe). U mek nga uria (nga etja). V mek nga gëzimi i madh (nga hi-dhërimi). U mek fëmija.*

*2. vet. vela HI.* Dobësohet a ulet pak e nga pak deri sa të shuhet, të ndërpritet, të mbarojë etj.; shu-het, fiket (edhe *fig.). U mek shiu (era). V mek zjarri (flakaj. lu mek fjala në gojë. Iu mek zëri. I meket goja* i mbahet goja. *Iu mek jeta* vdiq.

3. Mbetem si i ngrirë, shtangem. *Me la parë u mek në vend. U mek nga çudia (nga frika).*

4. Pengohem në diçka duke ecur; mbetem. *U mek te një gur. U mek në një gozhdë. Iu mekën këmbët në hendek.*

5. Lagem pak; *vet. veto III* njomet pak me ujë sa zbutet. *Meken rrobat në mbrëmje. U mek pambuku jashtë. Iu mekën faqet me lot.*
MEKËRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Britma e dhisë ose e cjapit kur vërret. *Mekërima e dhive. Dë-gjoheshin ca mekërima.*
MEKËRfN *jokal.,* ~U, ~RË. Vërret (dhia ose cjapi).
MEKËS,~I *m.* Pjesa e lakuar, e futur dhe më e butë në shputën e këmbës; barbull. *Këmbë pa mekës* këmbë e sheshfë. *E gudulisi në mekës.*
MEKËT (i,e) *mb.* 1. I patharë mirë, që është pak i Iagët e i butë, pak i njomur. *Këmishë e mekët. Çar-çaf i mekët. Rrobat ishin të mekëta* rrobat s'ishin tharë mirë.
2. I mekur. *Fytyrë e mekët. Dritë e mekët. Ndri-çim i mekët. Zë i mekët. Kritikë e mekët. Pali një je-honë të mekët.*
MEKËTOHET. *Pës. e* MEKËTOJ.
MEKËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E lag pak diçka, e njom sa për ta zbutur, e mek.
MEKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjen-dja sipas kuptimeve të foljeve MEK, MEKEM.
MEKSIKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Meksikës ose ai që e ka prejardhjen nga Meksika.
MEKSIKAN,~E *mb.* Që lidhet me Meksikën ose me meksikarët, që është karakteristik për Meksikën ose për meksikanët, i Meksikës ose i meksikanëve; që është krijuar nga meksikanët. *Populli meksikan. Grua meksikane. Valle (këngë) meksikane. Veshje meksikane.*
MEKTH,~I i *m.* Të fikët. *ra meklhi. Të raftë mekthi! ntallk.*
*ic* 1 ra mekthi *në p unë* u lodh e u këput, i ra bretku.
MEKTH,~I ii m. *sh.* ~E, ~ET. Këlysh le-puri, lepurush.
MEKUR (i,e) *mb.* I. Që është lodhur sa gati i zihet fryma; që i është prerë fuqia sa gati po i bie të fikët; që ka qarë ose ka qeshur sa është gajasur, i këputur; i rnpakur. *Mbetën të mekur.*
2. Që është dobësuar aq shumë sa mezi dëgjohet, mezi shihet etj., që po pushon ose po shuhet dalë-ngadalë (për zërin etj.); shumë i dobët a i zbehtë; që është mekur, i fikët. *Zë (tingull) i mekur. Krismë e mekur. Erë e mekur. Zjarr i mekur. Dritë e mekur.*
3. I dobët, i pafuqi, që po fishket a po thahet (për bimët). *Bimë e mekur. Gjethe (Me) e mekur.*
4. Që i ka humbur dalëngadalë gjallëria, i ngathët e i plogësht; që është gati si i shuar, që s'ka jetë; që po vdes. *Me trup të mekur. Me dorë të mekur. Me sy të m?kur. Vështrim i mekur. Njeri i mekur.*
5. I patharë mirë, i mekët.
MEL,~I *m. bot.* Lloj drithi me kërcell të hollë e me gjethe si të grurit, që nxjerr sipër një xhufkë të mbushur me kokrra shumë të vogla; kokrrat e kësaj bime, që përdoren zakonisht si ushqim për zogj-të, për të përgatitur bozë etj. *Miell (bukë) meli. Bozë meli. Sa një kokërr mel* shumë i vogël.
Ubë mel u mblodh, u struk e s'u ndie me (nga frika, nga turpi etj.). Humbi si meli në haliç (në rërë) u zhduk fare, nuk duket gjëkundi. Është tre mel e dy grurë *mospërf.* është i trashë nga mendja, nuk ia pret, s'ka shumë në kokë. Të merr kokrrën (koqen) e melit para gjelit *shih te* KOKËRR,~RRA.
*MEL I EGËR (MELI I PULES) bot.* Kostrevë.
MELANKOLI,~A . *libr.* Gjendje shpirtërore e zymtë dhe e rënë, trishtim i thellë. *Ra në melankoli.*
MELANKOLIK,~E *mb. libr.* 1. Që është në një gjendje shpirtërore të zymtë e të rënë, që është push-tuar nga një trishtim i thellë, i trishtuar; që ka një natyrë të tillë; që shpreh melankoli. *Njeri melankolik. Vajzë melankolike. Temperament melankolik. psikol. Me fytyrë melankolike. Me sy melankolike. Vështrim melankolik.*
2. Që të bën të biesh në melankoli, që të ngjall melankoli. *Këngë (melodi) melankolike.*
MELAQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *mit.* Orët; za-nat. *Melaqet e maleve.*
MELASË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lëng i trashë, qS mbetet si fundërri pas përpunimit të panxharit të she-qerit ose të kallamit të sheqerit dhe që përdoret për të përmirësuar ushqimet e ashpra e të thata të kaf-shëve, për të nxjerrë alkool etj. *Melasë e holluar. Melasë e helmuar* melasë e përzier me helme, që përdoret për të luftuar mizat e pemëve me anë të spër-katjes. *Melasa e panxharsheqerit (e kallamit të sheqerit). Sherbet (lëng) melasë. Spërkat me melasë.*
MELCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kubël e vogël deri në moshën katër muajsh.
MELEKUQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bima barishtore njëvjeçare, me kërcell të forte, të hollë, të gjatë, me gjethe si të misrit e me një xhufkë të madhe në majë, që bën kokrra të vogla si meli e në ngjyrë të kuqe dhe që përdoret zakonisht për të bërë fshesa; fshesë. *Fshesë melekuqe.*
MELEZ,~E *mb.* 1. I lindur nga prindër që u për-kasin dy racave të ndryshme, mulat; që ka dale nga kryqëzimi i dy racave të ndryshme, i përzier; hibrid. *Race meleze. Fytyrë meleze.*2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MELEZE,~JA . Pjesa më e zgjedhur dhe më e mirë e fijeve të mëndafshit, maja e mëndafshit; pelhurë shumë e hollë, e punuar me fije mëndafshi e pambuku.
MELËS,~I *m.* Lloj rrushi i bardhë, kokërrvogël.
MELËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lopë trupvogël.
MELHEM,~I *m., sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. *mjek.* Qull i trashë, që përgatitet duke përzier barna të ndryshme me lëndë të yndyrta, më të bardhën e vezës etj. dhe që përdoret në mjekësinë popullore për të mjekuar plagët; bar plagësh.
2. *fig.* Mjet që qetëson dhembjen shpirtërore, zfcmt hidhërimin etj., ngushëllim, balsam; mjet a njugë shpëtimi nga një gjendje e vështirë, ilaç. *la gjzti melhemin. Fjala e mirë — melhem në zemër. fj. u. Funa është melhem për trupin. S'kishte melhem ajo punë.*
MELlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Përdorëse e po-saçme prej druri për të rrahur lirin; kopan liri.
MELODl,~A *sh.* ~, ~TË. 1. *muz.* Varg tin-giijsh të lidhur e harmonikë, që përbëjnë një njësi të caktuar muzikore (motivin e një pjese muzikore, të një kënge ose vetë këngën). *Melodi popullore (po-lifonike). Melodi lirike. Melodi e bukur (e ëmbël). Copa (mozaik) melodish. Luaj (këndoj, përpunoj) një melodi.*
2. Ëmbëlsi tingujsh; të qenët melodik. *Melodia e: gjuhës. Melodia e zërit. Melodia e vargut.*
MELODIK,~E *mb. muz.* 1. Që lidhet me melo-dinë; që i përket melodise, i melodise. *Ana melodike. Vija melodike.*
2. Që është harmonik e i këndshëm për veshin; i ëmbël, që ka melodi. *Zë melodik. Varg melodik. F\azë melodike. Gjuhë melodike.*

• Theks melodik *gjuh.* theks që karak-terizohet nga ngritja e ulja e zërit; shkalla e lartësisë së zërit në rrokjen e theksuar.

MELODISHËM (i), ~ME (e) *mb.* I ëmbël, melodik. *Zë (kumbim) i melodishëm. Tinguj të melodi-shëm.*

MELODRAMATIK,~E *mb.* 1. *let.* Që lidhet me melodramën; që i përket melodramës, i melodramës. *Pjesë (shfaqje) melodramatike. Rol melodramatik. Me karakter melodramatik.*

2. *fig. libr.* Që synon të nxitë me efekte të dukshme llpj-Lloj ndjenjash prekëse; që të prek a të mallën-gjen, që të ngashëren shumë. *Skenë melodramatike. Veprim melodramatik.*

MELODRAMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *let.* Vepër dramatike moralizuese, ku veprimi zhvillohet në më-nyrë të tillë që ta mallëngjejë spektatorin e ta mbajë atë në një gjendje të ngritur, duke gërshetuar ele-mentet e theksuara tragjike, me ato sentimentale dhe duke shfrytëzuar efektet e jashtme e situatat e papritura e artificiale.

12. *let., muz.* Vepër dramatike, në të cilën fjala e personazheve shoqërohet me muzikë e me këngë (edhe *hist.).*

3. *fig. libr.* Ngjarje ose gjendje, gjatë së cilës shfaqen lirshëm lloj-lloj ndjenjash prekëse që shkak-tojnë të qara e të qeshura. *Pati një melodramë.*

MELORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Are e mbjellë me mel; hamullore meli.

MELTË (i,e) *mb.* Që është gatuar me miell meli, prej meli. *Bukë e meltë.*

MELLAN,~I *m. vjet.* Bojë shkrimi. *Mellon i zi (ikuq).*

MELLË,~A . *krahin.* Një lloj dheu i bardhë si deltinë që përdoret për të bërë enë; ledh lumi, lym.

MEMBRANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *anat., bot., biol.* Cipë ose ind i hollë, që vesh ambulon një organ të frymorëve, një fare, qelizën etj.; lëkurëz.

2. *fiz., tek.* Fletë e hollë, zakonisht prej gome a prej metali, që vesh aparate, mekanizma të ndryshëm etj. ose që është pjesë e tyre; mbulesë e hollë. *Membrane e valëzuar. Membrana e pompës. Membrana e telefonit. Membrana e altoparlantit.*

MEMEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri që nuk flet fare, njeri i pagojë. *Shkollë për shurdhët dhe për memecët. Hesht si memec.*

*2. fig.* Njeri që mezi përgjigjet kur e pyesin; njeri shumë i heshtur.

MEMEC,~E *mb.* 1. Që nuk mund të flasë fare, i pagojë. *Njeri memec. Grua memece.*

*2. fig.* Që mezi i nxjerr fjalët nga goja, që nuk përgjigjet kur e pyesin; shumë i heshtur. *Dëshmitar memec.*

3. *fig.* Që është pa njerëz, i tillë ku nuk dëgjohet zë njeriu ose kafshe, ku s'pipëtin asgjë; i shurdhët (për një vend). *Shtëpi (rrugë) memece.*

-fc-Hartë memece *gjeogr.* hartë pa emra vendesh, që shërben për të ushtruar nxënësit që t'i gjejnë e t'i shënojnë vetë këta emra.

MEMECE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MEMEC, ~I.

MEMORANDUM, ~I *m. sh.* ~E, ~ET *dipl.* Note që një qeveri i dërgon një qeverie tjetër për t'i shprehur pikëpamjen e vet për një çështje të caktuar, kundërshtimin ose protestën për një veprim të shtetit tjetër etj. *Memorandum proteste. Memorandu-mi i qeverisë. Teksti i memorandumit. Dërgoi (paraqiti) një memorandum. Hodhi poshtë memorandumin.*

MËMUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Nëpunës, zyrtar. *Memurët turq.* 2. *bised. keq.* Nëpunës i paaftë e burokrat.

MENATË *ndajf.* Herët, pa gdhirë mirë. *Çohej (ngri-hej) menatë.*

MENÇËM (i), ~ME (e) *mb.* I mençur. *Grua e mençme.*

MENÇUR (i,e) *mb. 1.* Që është i hollë e i mprehtë nga mendja, që i kap gjërat shpejt dhe i kupton drejt; që gjykon mirë e thellë, punon me mend e me urtësi; I zgjuar. *Burrë i mençur. Udhëheqëse e mençur.*

*2.* Që di shumë, i ditur. *Njeri (plak) i mençur. Shko-lla të bën të mençur.*

3. Që është thënë a është bërë me mend e me vend, që është thënë a është bërë ashtu si duhet; që është menduar mirë e thellë dhe që të meson si të veprosh e të sillesh; i urtë, i matur. *Fjalë (këshillë) e mençur. Punë (sjellje) e mençur. Veprim i mençur.*

*4. Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2 të mbiemrit. *mençuri e kupton vetë. fj. u.*MENÇURI,~A . Të qenët i mençur, zgjuarsc; aftësi e dije prej të mençuri, urtësi, pjekuri. *Mençuria e popullil. Mençuria e pleqve. Trimëria pas luftës dhe rnençuria pas kuvendit nuk vlejnë me. fj. u.*

MEND,~TË . *vet. sh.* 1. Aftësia e njcriut për të menduar dhe për të njohur botën, zotësia për të hyrë në thelbin e gjërave, për të shpjeguar ligjet e zhvillimit të natyrës e të shoqërisë dhe për të vepruar në për-puthje me to; aftësia për të kuptuar e për të gjykuar drejt, arsye; zgjuarsi, mençuri; truri si qendër e ve-primtarisë mendore, mendje (edhe në një varg një-sish frazeologjike). *Njeri me mend. Kaq mend ka. Është i trashë (i mpitë) nga mendtë. Punon (sillet, vepron) me mend (në kokë). E kapi me mend, la çau mendtë me dysh.*

2. Mendimi që kemi për diçka a për dike; a jo çka mendon dikush, përmbajtja e të menduarit. *Ndërroi mend. Mos shko me ato mend! Me ç'mend ka ardhur? Flet me mendtë e tjetërkujt.*

3. Dije, mësim; përvojë; këshillë. *Do (kërkon) mend nga shokët. V jep mend të tjerëve* i këshillon; u shet mend. *Erdhi për mend. Priste mend nga më të Vjetrit.*

4. Kujtesë (edhe në një varg njësish frazeologjike). *E kam në (ndër) mend* e kujtoj, e kam parasysh. *E mbaj në (ndër) mend* nuk e harroj. *E sjell ndër (në) mend* e kujtoj. *Me shkon ndër mend* kujtohem; men-do j. *Me vjen (me bie) ndër mend* me kujtohet. *Ia shtie (ia fut) në (ndër) mend (në mendje)* ia kujtoj. *Nuk me hiqet nga mendtë. Me dolt (me iku) nga mendtë (mendsh)* e harrova.

• Është afër mendsh (afër mendjes) *shih tek* AFËR. Është larg mendsh *shih te* LARG. S'do mend me siguri. patjetër; dihet, s'ka nevojë të thuhet, natyrisht. Bj mend a) mendoj, them të bëj diçka; vendos, ndaj mendjen të bëj diçka; b) shkëmbej mendime me dike; këshillOhem me dike. Mi bie ndër mend për *diçka* kam dëshirë të kem diçka, me teket për diçka, me vete mendja për diçka. Bluaj (rrah) me mend sjell e përsjell nëpër mendje për të gjetur një zgjidhje; e mendoj mirë, e shoshit në mendje. Ka dale mendsh s'është me në vete, u çmend, shkalloi; nuk di se ç'bën. Derdh mendtë *shih te* DERDH. Me hahen mendtë (udër vete)

a) mendoj shumë se si të veproj a si t'ia dal mbanë një pune; vras mendjen, e lodh mendjen për diçka;

b) jam në mëdyshje, një mendje me thotë po, një mendje me thotë jo. Humbi (treti) mendtë (e kokës) *shih te* HUMB. A je ndër mend?! a) a e ke mendjen në rregull apo jo?, a je në gjendje të gjykosh se ç'po bën?, a e ke

mendjen në vend? (thuhet kur dikush thotë a bën diçka fate të papeshuar a të pamenduar). Kam ndër mend... mendoj (të bëj diçka, të shkoj gjë-kundi etj.). E lane mendtë nuk është me në gjendje të mendojë ose të gjykojë thellë, rrodhi, u çmend. E lëshuan mendtë *dike shih te* LËSHO J. Me la pa mend me habiti shumë, me la gojëhapur. E luajti (e prishi, e nxori) mendsh *dike shih te* PRISH. Luan mendsh për *diçka a për dike shih te* LUAJ. Luajti nga mendtë (mendsh) *shih te* LUAJ. Lajthiti nga mendtë u çmend. U prish (u cart) nga mendtë (nga mendja, mendsh) *shih te* PRISHEM. E lënuri nga mendtë *dike shih te* LËNUR. Shajtoi nga mendtë *shih te* SHAJTOJ. E qiti mendsh *a) dike a diçka* e harroi; b) *d ikë* e mërziti me fjalë a me diçka tjetër, e mërziti aq sa e bëri si të çmendur. Merr mend *d i k u s h* kupton, ka arsye. Na mori mendsh na trullosi, na hutoi fare. Ia mori mendtë (mendjen) *dikujt* e trullosi, e hu-
toi; e magjepsi; ia prishi mendjen. E marr me mend c përfytyroj vetë zhvillimin e mëtejshëm të diçkaje, e kuptoj vetë si është puna. Merret me mend për-fytyrohet; kuptohet vetiu, kuptohet pa vështirësi. Me merren mendtë nuk jam në gjendje të mbaj drejt-peshimin në të ecur, me duket sikur me sillet rrotull çdo gjë, me vjen mendja vërdallë. Mbaj mend edhe *nioh.* kam zotësinë të riprodhoj atë që kam lexuar, që kam dëgjuar, që kam parë etj., e ruaj diçka në kujtesë, kam kujtesë të mirë. Nuk e mbaj mend edhe *poh.* nuk me kujtohet. Mbahet mend *dikush a diçka* kujtohet, nuk harrohet. Mbeta (ngela) pa mend (pa gojë) u çudita shumë, u mahnita jashtë mase. MMidhi (mbështilli) mendtë (trutë)! mendohu mirë!, kij kujdes!; eja në vete! Ia nxori (ia qiti) mendtë (trutë) *dikujt* s'e la fare të qetë, e mërziti jashtë mase, e shastisi fare. Shet mend *shih te* SHES. Shka-pet mendtë *shih te* SHKAPET. Shkoj ndër mend (në mendje) *diçka shih te* MENDJE,~A. E them (e bëj) me mend e them me vete, duke u menduar, pa folur. Vuri (zuri, nxori) mend a) mësoi nga një pësim; përfitoi nga diçka; b) u bind, e kuptoi. I vë mend (mendjen) *dikujt a diçkaje* e dëgjoj a e ndjek me vëmendje, përqendrohem që të mësoj mirë; tregoj kujdes për diçka. Vë (shtie) në (ndër) mend (në mendje) *diçka* e ruaj në kujtesë për të mos e harruar. Erdhi në mend u përmend; erdhi në vete. I erdhën mendtë a) u përmend, erdhi në vete; b) e kuptoi me në fund se si duhet vepruar; c) mësoi nga një pësim. E kam me gjithë (me tërë) mend e kam më të vërtetë, e kam pa shaka. Mend për tjetër here ta kemi mësim për tjetër here, tashti e dime si duhet vepruar (pas një pësimi që bëhet mësim). Me sa pale mend? si nuk e mendove mirë?, si t'u mbush mendja?, ç'të tha mendja? Është Iushë nga mendtë (nga koka) *shih te* FUSHË,~A. S'na i ka çukitur (s'na i ka ngrënë, s'na i ka pirë) sorra (pula) mendtë *shih te* SORRË,~A. Ia dha mendtë në dorë *dikujt* e bëri të habitet pa mase, e mah-niti, e la pa mend. Hyn me mend e del pa mend *diku* mahnitesh nga ato që sheh këtu, lë mendjen. I ka hime mendtë (trutë) *shih te* HIME,~JA. I ka mendtë pupël *shih te* PUPËL,~LA 3. Ia ka mendtë vetes *shih te* KAM. Nuk i ka mendtë e tij! edhe *iron,* nuk është aq i zgjuar sa ai! Nuk i ka mendtë në kokë edhe *poh.* nuk di se ç'bën, nuk vepron me mend, nuk është në rregull nga trutë. I kanë dalë mendtë mbi gër-sheta (mbi bishtaleca) është fare mendjelehtë (thuhet për grate). I ka mendtë (e ka mendjen) prapa kokës (pas qafe, pas shpine) *shih te* KOKË,~A. Ia ka marrë mendtë era *dikujt shih tek* ERË,~A 1. I kishte mendtë në tra (nga trarët, nga qofkat) *dikush mos-përf. shih* fe&TRA,~U. I ka mendtë majë thanes *shih te* THANË,~A. I ka mendtë në tufë (në majë) të festes *shih te* FESTE,~JA. Ka një okë mend në kokë *shih tek* OKË,~A. Nuk ka (as) dy (pesë) para mend *shih te* PARA,~JA. Ia ka lëpirë lopa mendtë (trutë) *dikujt tall, shih te* LËPIJ. U plak me një pale mend *mospërf.* nuk ndërroi kurrë mendim, vazh-doi tërë jetën në atë të vetën; nuk u be me i mençur nga ç'ishte në fillim. Mos e qit pas mendsh! mos e lër në harresë, mos e harro! Shkoi (humbi, e pësoi) për mendtë e kokës shkoi kot, humbi prej budalla-llëkut, nga pakujdesia e vet etj., e pësoi për hiçgjë. Vuan për mendtë e kokës vetë e ka fajin, të gjitha mundësitë i ka, po s'kupton, ia bën vetes të keqen.

MEND *pj. për* pak, gati. *Mend u përplas (u rrëzua). Mend ra pert okë. Mend harrova. Mend e theu.*MENDAR,~E *mb.* 1. I mençur, i zgjuar. *E mbajnë për mendar.*

2. Që rri i menduar; që duket si i zhytur në men-dime. *Njeri mendar. Fytyrë mendare.*

3. *vjet. shift* MENDOR,~E. *Fuqi mendare. Edukatë mendare.*

MENDËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *bot.* Bi-më barishtore shumëvjeçare me lloje të ndryshme, me gjethe vezake e me Iule të imëta, të grumbulluara tufë si kalli, e cila ka erë të mirë dhe përdoret si erëz në gjellë, në industrinë farmaceutike etj. *Mender e butë* dhiozmë, nenexhik. *Mender e egër. Gjethe men-dre. Vaj mendre. Erë mendre. Mbjell mender.*

*2.* Gjethe të kësaj bime, që thahen e shkoqen dhe përdoren si erëz për gjellë. *Kapama me mender. I hedh mender gjellës (mishit).*

MENDËRISHT *ndajf.* 1. Nga ana mendore. *Men-dërisht ishte në rregull. Njeriu halitet trupërisht e men-dërisht.*

*2.* Me mend, me vete, pa zë, pa folur. *Llogarit ntetfdërisht. Bëj mendërisht një udhëtim. Me trap këtu, mettdërisht atje.*

MENDËRZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Mender e butë, dhiozmë, nenexhik.

MENDËSl,~A . *sh.* ~, ~TË *libr.* Mënyra se si e mendon dhe e kupton dikush botën që e rrethon; tërësia e pikëpamjeve, e zakoneve dhe e shprehive të veçanta të një njeriu, të një grupi shoqëror a të një populli, që pasqyrojnë mënyrën e tij të të menduarit; mentalitet. *Mendësi përparimtare. Mendësi e vjetër (e gabuar, e mykur, e ngushtë). Mendësi mikroborgje-ze. Mendësi fshatare. Mendësia e pleqve. Mendësia e kohës. Njerëz me mendësi të ndryshme.*

MENDlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Të menduarit; vepfimtaria mendore; mënyrë të menduari. *Truri është organi i mendimit. Ra (u zhytj në mendime. E futi në mendime.*

*2. vet. nj. filoz., logj.* Produkt i trurit, domethënë i materies së organizuar në shkallën më të lartë; shkallë e veçante, më e larta, në procesin e njohjes dhe të pasqyrimit të botës objektive në ndërgjegjen e nje-riut. *Mendimi dhe gjuha. Kategoritë e mendimit. Zhvillimi i mendimit.*

3. Ajo që është arritui" nëpërmjet procesit të njohjes e të pasqyrimit të botës, shkalla e dijes e arritur me anë të të menduarit, njohje. *Mendimi shkencor (filozofik). Mendimi politik. Mendimi pedagogjik.*

4. Ajo që mendon dikush, ajo që arrin dikush më të menduar; pikëpamja ose bindja që kemi për dike a për diçka; gjykim, mendje, vlerësim..*Mendim i qartë (i errët). Mendim i mirë (i bukur). Mendim i drejtë (i padrejtë, i shtrembër, i gabuar). Mendimi im (yt, i tij, ynë) për diçka. Sipas mendimit tone. Mendimi i popullit (i masave, i punëtorëve). Mendime e propozime. Luftë mendimesh. Them (shpreh) një mendim. Kam një mendim. Jam i mendimit se... Tër-heq mendimin e masave. Pajtohemi në mendime. Jam i një mendimi me të. M'u këput filli i mendimeve. Me erdhi (me lindi, me shkrepi) një mendim. Bluan gjith-farë \mendimesh. la bleu (ia kuptoi) mendimin. I lidh (i ptirashtron) bukur mendimet. Kane mendime të ndryshme (të kundërta). I fsheh mendimet. la zbuloL mendimet. Hoqi dorë nga ai mendim. Ndërroi mendim.*

• E përtyp mendimin *shih te* PËRTYP. Vete (shkoj)
me mendimin (me mendje) se... *shih te* MENDJE,~A.

MENDIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka aftësi të mëdha mendore krijuese dhe që merret me probleme të thella të natyrës, të shoqërisë njerëzore e të diturisë; filozof. *Mendimtar i madh (i shquar, gje-nial). Mendimtar revolucionar (përparimtar). Veprat e mendimtarëve të së kaluarës (të lashtësisë, të shekullit XIX, të kohës sonë). Mendimtarët e Rilirtdjes.*

MENDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Aftësia e nje-riut për të menduar, për të njohur e për të pasqyruar botën, për të arsyetuar e për të gjykuar, që arrihet me anë të veprimtarisë së trurit; arsyeja si veti e nje-riut; truri si qendër e veprimtarisë mendore; mend (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Mendje e shëndoshë. Punëtor i mendjes. Aq ia preu mendja. I punon mtndja për... Është i mprehtë (i hollë, i trashë, i lehtë) nga mendja. Iu trash (iu hollua) mendja. I pret hollë mendja. E ka mendjen të hollë. I pjill mendja* ka aftësi mendore krijuese. *E ka mendjen femër. E ka mendjen akull (brisk, qiqër). E shtrydhi mirë mendjen* u mendua fort për diçka, e vrau shumë mendjen. *E lodh mendjen. Me zien mendja. Gjykon (vepron) me mendje të vet* bën ashtu si e mendon e si do vetë, nuk pyet njeri. *S'ia kap (s'ia pret, s'ia rrok) mendja. E ka (e tha) nga mendja e vet. E ka nxjerrë nga mendja e vet. S'i ka nga mendja e tij. I është bërë mendja sport (muzikë). bised.* mendon vetëm për sportin (për mu-zikën). *Bluaj me (në) mendje.*

*2. bised. shih* MENDlM,~I 4. *Sipas mendjes sime... Jam i mendjes që... Jam i një mendjeje me të. Nuk pajtphem me atë mendje. I erdhi një mendje. Ndërroi mendje* hoqi dorë nga një mendim i mëparshëm. *M'u kthye (m'u ndërrua) mendja* nuk e kam me atë mendim që kisha, tashti mendoj ndryshe. *Nuk i lot mendja* nuk tundet nga mendimi që ka. *Ia bleu (ia gjeti, ia zgjodhi) mendjen. Ia di mendjen. Ç'mendje keni për atë? Shkon pas mendjes së tjetërkujt. V vijnë gjithfarë mendje sh. Jam dy mendjesh* jam me dysh, ndërdyshas, kam dy mendime, s'di si t'ia bëj. *Një mendje me thotë po, një mendje jo* jam në mëdyshje.

3. *bised.* Këshillë, mendim si këshillë; mësim. *Me jep një mendje! Donte (kërkonte) një mendje nga i ati. S'e do (s'e pëlqen) atë mendje.*

*4.* Kujdesi e vëmendja që tregojmë për diç;.a a për dike, vëmendje. *Ki mendjen!* ki kujdes!, hap sytë! *S'e ka mendjen aty. S'ia vuri mendjen këshillës që i dhanë. E hoqi (e largoi) mendjen nga dikush a nga diçka* nuk kujdeset, nuk shqetësohet me për të. *vë mendjen dik uj t* a) kujdesem për të që tS shkojë mirë; b) e dëgjoj me vëmendje. *Atje (tek ai) i rri mendja për* atë është i shqetësuar, për atë ka me-rak.

5. Të menduarit. *Higjiena e mendjes. E marr me mendje* e kuptoj, jam në gjendje ta kuptoj nëpërmjet të menduarit. *E kaloi nëpër mendje. E çoj (e shpie) mendjen t e dikush a t e. diçka.*

6. Kujtesë, mend (edhe në një varg njësish frazeo-logjike). *E kam (e ruaj) në mendje. Nuk me hiqet (nuk ë largoj) nga mendja. E hoqi nga mendja. E fshiu nga mendja* nuk e kujton me fare, e harroi krejt. *M'u ngul në mendje. Me doli (me iku) nga mendja* e harrova fare. *Me erdhi (me shkoi, me vajti) në mendje* m'u kujtua. *E sjell në mendje* e kujtoj, e sjell ndër mend. *E fut (e shtie) në mendje.*

7. *fig.* Njeriu si bartës i të menduarit; njeri me aftësi mendore në një gjendje a në një shkallë të cak -tuar. *Mendje e ndritur (e madhe). Mendje e re (e vje-tër). Mendje krijuese. Mendje e ngushtë (e thatë, e mykur). Mendjet më të shquara të njerëzimit.*

8. *bised.* Qëllim, synim. *Kishte mendje të mirë (të ligë). Erdhi me mendje të keqe. Nuk ia dinim men-djen. la kuptoi mendjen. la njoh mirë mendjen. Me atë mendje që ka, do ta pësojë.*

Me akull të mendjes *libr. shih tek* AKULL,~l. I ra mendjes (prapa) e mblodhi veten, e kuptoi me në fund diçka dhe erdhi në rrugë të mbarë. Bie në mendje (në vete) *shih te* BIE 1.1 ka rënë në mendje për *dike a për diçka* nuk i hiqet mendimi për dike a për diçka, për atë mendon vazhdimisht. Ma do mendja *shih te* DUA. E. f jeti mendjen *shih te* FLE. S'më fie mendja (karari) *shih te* FLE. Nuk me fie mendja *te dikush a te diçka* edhe *poh. shih te* FLE. I fluturoi mendja a) shkalloi nga mendtë, u çmend; b) *diku* i shkoi mendja gjetkë, mendoi për diçka tjetër. Me mendje të fjetur i qetë, pa ndonjë shqe-tësim, i sigurt për diçka. E ka mendjen të fjetur *shih te* FJETUR (i,e). Me ha mendja për *dike a për diçka* dyshoj, kam dyshim për dike a për diçka. Me qan mendja për *dike a për diçka* mendoj shumë për dike a për diçka, aty e kam mendjen, për të jam i shqetësuar. Ma ha (ma merr, ma pret) mendja se... besoj se..., kujtoj se..., me duket se... Hajde mendje, hajde! *mospërf., iron,* ama ç'mendje me paske! për të humbur mendjen për ta larguar men-dimin a vëmendjen nga diçka a nga dikush, për ta harruar diçka duke u marrë me diçka tjetër. E humbi mendjen (fiqirin) *shih te* HUMS. Është jashtë mendjes është diçka që s'mund të mendohet, që s'ta pranon arsyeja a logjika. I krisi mendja (koka, një dërrasë) *dikujt shih te* KRIS. Të kripsha mendjen (trutë)! *shih te* KRIP. I kullot mendja (gjetkë) *shih te* KULLOT. Ku të kullot mendja?! *shih te* KULLOT. E lau mendjen *shih te* LAJ. La mendjen *pas dikujt a diçk aje shih te* LË. E ka lënë mendja *shih te* LË. Lidh mendjen *shih te* LIDH. I luajti (i iku, i kapërceu) mendja (e kokës) humbi arsyen e gjykimin, shkalloi nga mendtë, u çmend, luajti mendsh. Po me luan mendja (e kokës) a) kam dhembje të mëdha në kokë; b) kam shumë shqetësime, telashe e probleme që mezi po i zgjidh. Mbaj mendjen! mbahu, mos humb arsyen!, mos e numb! I mbiu në mendje (në kokë) *shih te* MBIN. Me mendje të lehtë *shih te* LEHTË (i,e). Me mendje të shtruar *shih te* SHTRUAR (i,e). S'ma merr mendja edhe *poh.* nuk jam i bindur për diçka; nuk besoj se mund ta bëj një punë. Ta

merr (ta pret) mendja na-tyrisht, kuptohet vetvetiu, kuptohet lehtë që ashtu është; s'ka se si të jetë ndryshe, sigurisht, patjetër. Ia mori mendjen (mendtë) *dikujt shih te* MEND, ~TË. E mblodhi mendjen *shih te* MBLEDH. Me mendje të mbledhur *shih te* MBLEDHUR (i,e). E mblodhi (e ndau) mendjen top *shih tek* TOP,~I 7. E ka mendjen top *shih tek* TOP,~I. I është bërë mendja top *shih tek* TOP,~I 7. I është bërë mendja veri *shih te* VERI,~U. Ia mbushi mendjen (kokën) *dikujt shih te* MBUSH. Iu mbush mendja qyp u bind plo-tësisht për të bërë diçka, iu mbush mendja top. E ndau mendjen *shih te* NDAJ. Iu ngrit mendja nuk është me i qetë, e ka mendjen te diçka tjetër që e shqetëson. Me mendje të ngritur *shih te* NGRITUR (i,e). S'ma nxë mendja (koka) *shih te* NXË 1. I pëlqen mendja (e vet) a) është mendjemadh; b) vepron në kokë të vet, pa pyetur njeri. Piu mendjen *mospërf.* u deh, u be tape. Ta pret mendja sigurisht, s'ka dyshim, pa dyshim. S'ia pret mendja (koka, fiqiri, poçi) edhe
*poh. shih te* PRES 1,23. Nuk ma priste mendja se... auk pandehja se, nuk me shkonte nëpër mend që... Ia prishi mendjen *shih te* PRISH. U prish (u cart) nga mendja (mendsb, nga mendtë) *shih te* PRISHEM. Rrah mendjen *shih te* RRAH. Ka rrëshqitur nga mendja *shih te* RRËSHQAS. I është rritur mendja (hunda) *shih te* RRITEM. Me sytë e mendjes *shih te* SY,~RI. Shkoj në mendje (ndër mend) *diçka* e mendoj, e kujtoj. Me shkon (me vete) mendja për *diçka* kam dëshirë për diçka, me teket për diçka. I ka shkuar mendja për peshk *dikujt* i është tekur për të ngrënë peshk, do peshk. Vete (shkoj) me mendje (me mendimin) se... kujtoj se..., besoj se... I shtegton mendja *dikujt shih te* SHTEGTOJ. Ia shtie në mendje (ia fut në [ndër] mend) *shih te* MEND,~TË. E shtroi mendjen *shih te* SHTROJ. I është trashur mendja (koka, truri) *mospërf. shih te* TRASH. I turbulloi mendjen (gjykimin) *shih tek* TURBULLOJ 3. Ç'i thotë mendja? ç'mendim ka për diçka?, ç'ka ndër mend të bëjë? Ma thotë mendja se... *shih te* THEM. Thirri mendjes! eja në vete! shiko se ku ke përfunduar ! I ka vdekur mendja *mospërf. shih te* VDES. Vë (shtie) në mendje (ndër mend) *diçka shih te* MEND, ~TË. Nuk e vret mendjen (kokën) për *diçka* edhe *poh. shih te* VRAS. Gjeti mendja mendjen mendoj në njëlloj si njëri e tjetri, të dy një kokë kanë. Doli mendje mbi mendje *iron,* doli mbi të gjithë, e bëri veten për më të zgjuarin. Ia bëri mendjen çapraz *shih te* ÇAPRAZ. Ia bëri mendjen çarcaf *shih te* ÇARÇAF,~I. E ka mendjen çarçaf *shih te* ÇARÇAF, ~I. Ia bëri mendjen çorap *shih te* CORAP,~I. Ia bëri mendjen (kokën) çorbë *shih te* CORBË,~A. M'u be mendja (koka) dhallë (bozë, çorbë përshesh, lëmsh, tym) *shih te* DHALLË,~I. Ia bëri mendjen (kokën) daulle *dikujt shih te* DAULLE,~JA. Ia bëri mendjen firifiu *shih te* FIRIFIU. E ka mendjen firifiu *shih te* FIRIFIU. Ia bëri mendjen livadh *dikujt shih te* LIVADH,~I. E ka bërë mendjen pupa *shih te* PUPA. Iu be mendja havale *shih te* HAVALE,~JA. Ia bëri mendjen ujem (e bëri ujem) *shih tek* UJEM,~I. M'u be mendja ujë *shih tek* UJË, ~ 1.1 bredhërin gjuha para mendjes *shih te* GJUHË,~A. I ka hipur mendja në qiell i është rritur shumë mendja, është bërë mendjemadh; i pëlqen shumë vetja. Është poç nga mendja (nga koka) *shih te* POÇ,~I. Është trokë nga mendja *shih* feTROKË. E ka mendjen fyell *shih te* FYELL,~I”. E ka mendjen kobure *shih te* KOBURE,~JA. E ka mendjen në kokë gjykon vetë, është në gjendje të arsyetojë vetë, nuk flet e nuk vepron pa i matur e pa i peshuar mirë gjërat. E ka mendjen (i ka mendtë) prapa kokës (pas qafe, pas shpine) *shih te* KOKË,~A. E ka mendjen okë (me okë) *shih tek* OKË,~A. E ka mendjen të prishur *shih te* PRISHUR (i,e). Nuk e ka mendjen (kokën) në vend *shih te* VEND,~I. E ka mendjen fije peri *shih te* FIJE,~A. E ka mendjen në majë të kësulës (në majë të qeleshes) *shih te* KË-SULË,~A. Ka një mendje me tepër *shih tek* TEPËR. Merr mendjen (mendtë) e botës (e të tjerëve) dëgjon vetëm fjalët e botës, vepron siç thonë të tjerët, nuk gjykon vetë në mënyrë të pavarur. I ka marrë mendja (koka, kryet) erë *shih te* KOKË,~A. Ia sjell mendjen rrotull (vërdallë, përqark) *dikujt* e bën që të mos dijë nga t'ia mbajë, e ngatërron dhe e huton. I vjen (i sillet) mendja (koka, festja) vërdallë (rrotull) *shih te* VËRDALLË. S'sheh syri, sheh mendja *shih te* SY, ~RI. Shtati pyll e mendja fyell *shih te* PYLL,~I. Trupi boçkë e mendja lomçkë *mospërf. shih te* BOCKË,~A. Nga këmbët borroviq, nga meodja ekstq *shih te* BORROVIQ, ~I. Mendja e nadbe e zeza e tezot *fj.it.* mendjemadhi e pëson vetë. Mendja e madhe ta thyen qafën (zverkun) *fj.u.* mendja e madhe e zeza e të zot.

MENDJE-MENDJE *ndajf.* 1. Duke ndryshiiar mendim vazhdimisht, du>.e mos vendosur një here e mirë për diçka, në mëdyshje. *Është mendje-mendje.*

*2.* Duke pasur mendime e pikëpamje të ndryshme për diçka, duke menduar disa kështu c disa ndryshe, duke mos pasur një mendim të njëjtë. *Nuk po merren vesh, janë mendje-mendje.*

MENDJEFEMËR *mb.* Që i pjell mendja, krijues; që e ka mendjen të shkathët, që i punon koka. *Është mendjefemër.*

MENDJEFRYRË *mb.* 1. Që e ka kokën bosh, që nuk merr vesh e nuk kupton asgjë, kokëbosh.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

MENDJEFYÇKË *mb.* 1. I lehtë nga mendja; kokëbosh.

2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.

MENDJEFYELL *mb.* Që e ka kokën bosh; që nuk ia pret merdja fare.

MENDJEGJERË *mb.* Që i sheh dhe i gjykon.3Jërat thellë e gjerë, që është i aftë t'i kapë e t'i vlerësojë gjërat në gjerësi; që ka shumë njohuri, i ditur; *kund.* mendjengushtë.

MENDJEHOLLË *mb.* Që është i aftë t'i kapë e t'i kuptojë gjërat shumë shpejt, mendjemprehtë, i zgjuar; *kund.* mendjetrashë.

MENErJEHU *mb. 1.* Që nuk i mbushet mendja, që s'e kthen mendjen ndryshe; që kërkon t'i bëhet e tija; kokëfortë.

2. I trashë nga mendja, kokëgdhë.

MENDJEHUMBUR *mb.* Që e Ka humbur mendjen, që! s'është në vete. *Ishte mendjehumbur.*

MENDJEKEQ,~E *mb.* Që i shkon mendja për keq, që ndjell keq; që mendon vetëm për të bërë keq, që, ka qëllime të këqija '• undrejt dikujt.

2. Që nuk merr vesh, që kërkon të bëhet vetëm e tija, kokëfortë.

MENDJELARTË *mb. 1. poet.* Që dallohet për zhvillim të lartë mendor -J që mendon e punon për një çështje fisnike; që është shumë i zgjuar e i mençur, *Atdhetarët mendjelartë të Rilindjes.*

*2. keq.* Që mba';iet më të madh, kryelartë.

MENDJELEHTË *mb.* 1. Që mendon e gjykon në mënyrë të cekët, që sillet e vepron pa i menduar thellë pasojat, i lehtë nga mendja, i përciptë. *Është (u tre~ gua) mendjelehtë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Sjellje (fjalë) prej mendjelehti.*
MENDJELEHTËSI,~A . Të qenët mendjelehtë; veprim a sjellje prej mendjelehti; gjykim i cekët. *Gjy-Jcon (vepron) me mendjelehtësi. E mori me mendje-lehtësi.*
MENDJELIG,~Ë *mb.* Që ka qëllime të këqija, qëj bluan në kokë mendime të këqija për të tjerët; që i shkon mendja për keq; mendjekeq.
MENDJEMADH,,~E *mb.* 1. Që i pëlqea shumë mendja e vet dhe nuk pranon a nuk përfill mendimin e të tjerëve, që kujton se është me i dituri, me i men-
çuri etj.; që mbahet rëndë e më të madh, që i duket vetja kush e di se ç'është, që shet mend, kryelartë. *Artist mendjemadh. Intelektual mendjemadli. Zonjë mendjemadhe. Është pak mendjemadh.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Qëndrim prej mendjemadhi.*
MENDJEMADHËSf,~A. Të qenët mendjemadh; qëndrim e sjellje prej mendjemadhi. *Shenja (shfaaje) mendjemadhësie. Flet me mendjemadhësi. E keqja nuk vjen nga urtësia, po nga mendjemadhësia. fj. u.*
MENDJEMPREHTË *mb.* Që i kap dhe i kupton gjërat shumë shpejt, i mprehtë nga mendja, mendje-hollë; i zgjuar. *Gr:ia mendjemprehtë. Ishte shumë mendjemprehtë.*
MENDJEMPREHTËSI,~A . Të qenët mendjemprehtë, vetia e atij që është mendjemprehtë. *Dallohej (shquhej) për mendjemprehtësi. E rroku me mendje-mprehtësi.*
MENDJENDRITUR *mb. lart.* Që ka dije e kulturë të madhe, i shquar në fushat e ndryshme të dijes; shumë i ditur. *Dijetarët mendjendritur.*
MENDJtiNDRYSHKUR *mb.* 1. Që ka mbetur pa u zhvilluar nga ana mendore; i ngathët nga mendja, që merr vesh me zor.
2. Që ka mendime të vjetra e të prapambetura, që e ka mendjen të ndryshkur. *Ca njerëz mendjendryshkur.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
MENDJENGKITUR *mb.* 1. Që i rreh mendja të shkojë gjetkë, që rri si mbi gjemba, që është me men-dje të ngritur. *S'i rrihej në një vend, ishte ntendje-ngritur.*
*2. Përd. ndajf.* sipas kuitimit të mbiemrit. *Rrinte mendje,:gritur.*
MENDJENGUSHTË *mb.* Që i sheh dhe i gjykon gjërat cekët e ngushtë, që nuk është i aftë t'i kapë e t'i vlerësojë në gjerësi •; thellë; që ka pak njohuri, i paditur; i prapambetur; *kund.* meodjegjerë. *Mikro-borgjezë -nendjengushtë.*
MENUJEPLOGËT *mb.* Që nuk e ka mendjen të shkathët, që nuk i kap gjërat shpejt, që e ka mendjen të plogët; që nuk ka zhvillim menCor të shpejtë; *kund.* mendjeshkathët. *Fëmijë mendjeplogët.*
MENDJEPULË *mb.* Që ka pak mend në koke, që s'ia pret shumë mendja; i le?3të nga mendja.
MENDJESHKATHËT *mb.* Që ka mendje të shkathët, që i kap gjërat shpejt; mendjemprehtë; *kund.* mendjeplogët.
MENDJESHKRETË *mb.* Kokëshkretë.
MENDJESKKURTËR *mb.* 1. Që mendon vetëm për gjërat e çastit, që nuk është largpamës, që nuk i gjykon gjërat thellë e nuk sheh larg. *Drejtues men-djeshkurtër.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MSNDJETRASHË *mb.* Që nuk është i aftë t'i kapë e t'i kuptojë gjërat shumë shpejt, që nuk ia pret koka, kokëtrashë; *kund.* mendjehollë.
MENDJEVERI *mb.* Që i fluturojnë mendtë andej e këtej, që s'i rri mendja në një vend, i paqëndrueshëm në mendime; mendjelehtë. *Një i ri mendjeveri.*
MENPJEZl,~ZEZË *r.:b. i.* Që ka mendime tëzeza në kokë, që i shkon mendja gjithnjë për të keq, që ndjell keq; që ngjall mosbesim; mendjekeq.
2. *krahin.* Xheloz. *Grua mendjezezë. E kish burrin mendjezi.*
MENDOHEM *vetv.* 1. Rrah diçka me mend, ar-syetoj për një gjë dhe përpiqem me mend të zbuloj thelbin e lidhjet e saj, ta kuptoj, ta zgjidh etj.; bie në mendime, vras mendjen; mendoj. *U mendua thellë (gjatë). Mendohet si do t'iadalë mbanë. Mendohej ditë e natë. Do të përgjigjem pasi të mendohem. Përse mendohesh? Nuk e lane të mendohej. E tha pa u men-duar. Mos u mendo me!* vendose! jepi fund!
2. Kam ndër mend, synoj; matem, them; mendoj. *Mendohem të nisem nesër. Mendohem Via them \>etë.*
3. *Pavet.* e MENDOJ 1,4,5,6. *Mendohet se godina do të përfundojë brenda vitit. Mendohet se do të ketë shumë punë. As që rnund të mendohet ndryshe.*
*4. Pës. e* MENDOJ 2-5.
MENDOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. I. Kam aftë-sinë të gjykoj, të arsyetoj, të formoj një mendim etj.; bie në mendime, vras mendjen, mendohem; edhe *kal.* rrah diçka me mend, arsyetoj për një gjë dhe përpiqem me mend të zbuloj thelbin e lidhjet e saj, la kuptoj, ta zgjidh etj.; gjykoj. *Njeriu mendon. Aftësia për të menduar. Kur nuk flet, mendon. E mendoi thellë punën. Mendon drejt. Mendo mirë! Mendo për këto që të thashë. Rri e mendoj... S'mendoi me gjatë. Na ka bërë të mendojmë. Mendo dhjetë here e fol një here.' fj. u. Të mendojmë, të punojmë, të jetojtnë si revolu-cionarë!*
*2. kryes. kal.* Kam një mendim të caktuar për diçka a për dike, e di a e vlerësoj si të tillë. *Mendon mirë (keq) për të tjerët. Ç'mendoni ju për sjelljen (për punën) e tij?*
3. edhe *kal.* E çoj mendjen te dikush a te diçka, e shkoj nëpër mend; e sjell në mend, e kujtoj gjatë; e marr parasysh, e llogarit me mend. *Mendoj për nënën (për djalin, për vajzën). Mendoj (per) shokët e mi. Mendoj për qytetin (për fshatin, për shtëpinë) ku kam lindur. Mendoj për vendlindjen. Mendon për pasojat. Nuk mendon për vështirësitë. S'mendonin fare për rre-ziqet që i prisnin. për kë (për se) po mendon?*
4. *kryes. kal.* Ringjall në kujtesë dike a diçka të ka-luar; kujtoj. *Mendoj të kaluarën (vitet e luftës). Mendoj shokët e rënë. Mendoj kohën e rinisë. Mendonte për vuajtjet që kishte hequr. Mendoj për vendet që kam pare.*
5. edhe *kal.* I kushtoj vëmendje dikujt a diçkaje, shqetësohem dhe kujdesem për të; e vras mendjen, e kam mendjen atje. *Partia mendon për të mirën e popullit. Mendonte për familjen (për fëmijët) e tij. Me shumë mendon për të tjerët se për vete. Mendojmë edhe për të tashmen edhe për të ardhmen. Ka menduar për gjithçka. Ka kush mendon për të.*
*6.* edhe *kal.* Kam ndër mend, e kam si synim, matem për të bërë diçka, them. *Mendoj të nisem nesër. Mendojmë të shkojmë në shfaqje. Mendoj të shkruaj një artikull. Çfarë*

*mendoni të bëni? Nuk me doli ashtu si e mendova. Menionte ta njoftonte me vonë.*
7. edhe *kal.* Ma merr mendja, me shkon nëpër mend, me duket, besoj se.., kujtoj; kam përshtyp-jen, pandeh; kam mendimin, jam i mendimit, them se... *Mendoj se ka nevojë për ndihmë. Mendoj se nuk është fajtor. Mendoj se nuk varet vetëm nga ai. Mendoni se kam frikë? Si e mendoni ju këtë? line mendoj se keni të drejtë. Mendoja se e dinte. Kurrë s'do ta Mendoja*
*")ë gjë të tillë. Mendon se i di të gjitha. Ashtu mendoni? Mendoni se ai mund ta bëjë?*
8. *kal.* E përfytyroj diçka në një m5nyrë të caktuar, e gjykoj, e quaj; arsyetoj. *Idealistët e mendonin lëvizjen pa materien. Pa mendoni ç'dobi do të kishim! Po si s'e mendoni që ai është ende i ri? Kështu e mendoni ju, po s'është ashtu.*
^ Mendon zi ndjell diçka të keqe, parashikon diçka të keqe. Pa menduar (gjatë) pa e rrahur punën, shpejt e shpejt e p)a lëkundje.
MENDOR,~E *mb.* 1. Qs ka të bëjë me mendjen, që i përket mendjes; që lidhet me aftësinë për të menduar a me veprimtarinë e mendjes. *Puna mendore. Force (fuqi, aftësi) mendore. Ngarkesë (lodhje) mendore. Sëmundje mendore. mjek. Turbullim mendor. Gjendja mendore.*
*2.* Që lidhet me veprimtarinë e shoqërisë njerë-zore në fushën e mendimit. *Lëvizje mendore.*
3. *bised.* Mendar. *Grua mendore.* MENDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I mençur.
MENDUAR,~IT (të) *as.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MENDOJ, MENDOHEM.
2. *psikol.* Forme e pasqyrimit të përgjithësuar të botës objektive në vetëdijen e njeriut me anë të no-cioneve, të gjykimeve dhe të arsyetimeve; veprimtaria mendore për të zbuluar ngjashmëritë e dallimet që kanë sendet e dukuritë e ndryshme si edhe lidhjet e varësitë ndërmjet tyre; shkallë e veçantë, më e larta, në procesin e njohjes e të pasqyrimit të botës reale në ndërgjegjen e njeriut; mënyra se si mendon dikush; mendim. *Të menduarit krijues (logjik, abstrakt, kritik). Të menduarit me ftgura. Llojet e të menduarit. Zhvillimi i të menduarit. Veprimtaria e të menduarit. Shpejtësia e të menduarit. Mënyra e të menduarit. Truri është organi i të menduarit.*
MENDUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka rënë në mendime, i kredhur në mendime; që shpreh gjendjen e një njeriu të zhytur në mendime. *Njeri i menduar. Me fytyrë të menduar. Rri (ecën) i menduar. Ishte shumë i menduar.*
2. Që është menduar dhe është studiuar mirë që me pare, që është shoshitur si duhet nga të gjitha anët; i peshuar, i matur. *Punë (vepër) e menduar. Fjalë e menauar. Vendim i menduar.*
MENDUAR *ndajf.* Duke menduar, si i zhytur në mendime, mendueshëm. *Rrinte (ecte) menduar.*
MENDUESHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* MENDUAR (i,e) 1. *Njeri i mendueshëm. Vështrim i mendueshëm. Me sy të mendueshëm.*
MENDUESHËM *ndajf.* Menduar. *Hante mendueshëm. la nguli sytë mendueshëm.*
MENEKSHE,~JA . *sh.* ~, ~TË *bot.* 1. Bimë baiishtore zbukuruese, me kërcell të degëzuar, me gjethe të ngushta e të gjata dhe me lule tufa-tufa me ngjyrë të verdhë, të kuqërremtë a në kafe, që e ka erën si të vjollcës, shebojë.
2. *krahin.* Vjollcë.
^ Menekshe goaari *bot.* bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcej të zgjatur, me gjethe të buta e të mëdha, me lule ngjyrë blu të vetmuara e me bisht më të shkurtër se gjethet.
MENGENE,~JA . *sh.* ~>, ~TË. Vegël prej druri a prej metali, me një mbajtëse si dare e madhe, që përdoret për të shtrënguar diçka që të mos lëvizë kure sharrojmë, e limojmë ose e punojmë. *Mengene druri (Hekuri). E shtrëngoi në mengene.*
+ E vuri në mengene *dike* e shtrëngoi me force dhe e detyroi të tregojë, të flasë, të bëjë diçka etj.
MENINGJIT,~I *m. mjek.* Pezmatimi e qelbëzimi i cipës së trurit, që shkaktohet nga disa baktere.
JMENSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lokal me vetë-shërbim ku hanë bashkërisht punëtorët e një ndër-marrjeje, nxënësit a studentët e një konvikti, ushta-rakët e një njësie etj. *Mensë popullore. Mensë fu-shore. Mensa e ndërmarrjes (e kooperativës, e kon-viktit). Mensa e punëtorëve (e studentëve, e nxënësve, e ushtarakëve). Ha në mensë.*
MENSHEVIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ithtar i men-shevizmit; anëtar i rrymës oportuniste e antimarksiste të partisë socialdemokrate në Rusi në fillim të shekullit XX. *Menshevikët ruse. Lufta e bolshevikëve kundër menshevikëve.*
MENSHEVIZËM,~MI *m.* Rrymë oportuniste, antimarksiste e kundërrevolucionre që lindi në Rusi në gjirin e socialdemokracisë në fillim të shekullit XX si variant i reformizrriit e si agjenturë e borgjezisë në radhët e klasës punëtore dhe që luftoi kundër bolshevikëve.
MENTALITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Mendësi. *Mentalitet mikroborgjez (i huaj). Njerëz me menta-litete të ndryshme.*
MENTË,~A . *sh.* —A, ~AT. 1. Karamele fres-kuese që përgatitet me esencë mendre. *Një kokërr mentë.*
2. Liker a pije freskuese që përgatitet me esencë mendre. *Një shishe (një golë) mentë.*
MENTESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Paftë e me-taltë, me dy fletë të bashkuara në një bosht, që shër-ben për të mbërthyer e për të mbajtur nga njëra anë kanatet e dyerve, të dritareve a të dollapeve, kapakët eValixheve etj., në mënyrë që të hapen e të mbyllen lirisht, çivi. *Mentesha të vogla (tëmëdha). Mentesha e derës (e dritares).*
MENJË,~A . Mjalcë.
MENJËHERË *ndajf.* 1. Në atë cast, aty për aty; fill pas një veprimi, shpejt e shpejt, pa u zgjat.r, pa kaluar kohë, sakaq. *Erdhi (iku) menjëherë. E d r-goi menjëherë. Menjëherë e zuri gjumi. I hyri në zemër menjëherë. U tërhoq menjëherë. Filloi menjëherë nga puna. E la menjëherë. E thirrën menjëherë pas mbledhjes.*
2. Në të njëjtën kohë me një tjetër; bashkërisht, përnjëherë. *Ikën të dy menjëherë. U nis menjëherë më të vëllanë. Flisnin të tre menjëherë.*
MENJËHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që bëhet në cast a aty për aty, që bëhet menjëherë, shpejt e shpejt, pa kaluar kohë. *Masa të menjëhershme. Kthesë e menjëhershme. Larglm i menjëhershënt.*
*1.* Që bëhet në të njëjtën kohë me një tjetër; që bëhet bashkë me të, i përnjëhershëm. *Lëvizje të menjëhershme. Sulm* i *menjëhershëm nga të gjitha anët.*
MEQENËQË *lidh.* Meqenëse.
MEQENËSE *lidh. për* shkak se..., duke qenë se..., sepse... (përdoret në fjalitë nënrenditëse që shprehin lloje të

ndryshme marrëdhëniesh shkakore). *Meqenëse kërkohet, do ta bëjmë. Ndenjën deri vonë, meqenëse kishin dhënë fjalën ta mbaronin punën patjetër.*
MEQË *lidh.* Meqenëse; për arsye se... *Meqë binte shi, nuk u nisëm. Meqë kishte punë, nuk erdhi.*
MERA,~JA . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Kullotë. *Në me-ratë e fshatit.*
MERAK,~U *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Dëshirë e madhe për të marrë vesh a për të mësuar diçka për një njeri, për një ngjarje ose për një gjë tjetër; kureshtje. *Ka merak ta dijë. Sa për të hequr (sa për të nxjerrë) merakun.*
2. Dëshirë e madhe a lakmi që ka dikush për të provuar diçka, për të pasur një gjë që nuk e ka etj. *Kishte merak (i ka hipur merak) për një biçikletë të re. Plasi nga meraku për diçka. Hëngri dhe e nxori merakun.*
3. Shqetësim i madh që ndiejmë për një njeri të afërm a të dashur kur është larg, kur është i sëmurë ose kur ndodhet në një gjendje të keqe; shqetësimi dhe përgjegjësia që ndiejmë për diçka. *Ka merak për djalin (për vajzën). U sëmur nga meraku për të birin. Meraket e prindërve s'kanë të sosur. Ka merak për punën. Me ha meraku për diçka* shqetësohem shumë, merakosem. *S"e zë meraku për asgjë. E futi në merak* e shqetësoi shumë. *Jam në merak për dike a për diçka* shqetësohem, merakosem. *Fie me merak. Mos ki merak!* mos u shqetëso! *E hoqi merakun* nuk shqetësohet me, u qetësua.
4. Dashuri, sevda. *Pati (zuri, hodhi) merak në të* ra në dashuri. *E zuri meraku. U martuan me merak. Iu be merak ajo* e dashuroi.
5. Kujdesi i madh që tregojmë për një punë a për diçka tjetër dhe përpjekja për ta kryer atë sa me mirë. *Ndërtesë (punë) e bërë me merak. E punoi me merak.*
*6.* Të dhënët me mish e me shpirt pas diçkaje, prirje për t'u marrë me diçka, gjakim. *Ka merak për muzikë (për sport). Merakun e ka për gjueti* i pëlqen gjuetia. *Ka merak të madh pas librave.*
7. Dyshim, frikë a pasiguri që kemi përpara diçkaje të panjohur, të dëmshme a të rrezikshme, të papas-tër etj. *Kishte merak se mos i ngjiste sëmundjen. Ka merak t'i jape dorën. Pije pa merak!*
8. Dyshim që kemi për dike. *Me ha meraku se ai e ka bërë. Merakun e ka tek ai. M'u hoq meraku për të.*
9. *fig.* Peng; gozhdë. *Me mbeti merak që s'ia dha-shë. I mbeti merak që s'e pa. Merak në zemër e kam që s'erdha.*
*k* E bëri për merak *diçka* e bëri shumë të bukur, shumë të mirë etj., e bëri që ta kesh lakmi. U be merak u shqetësua shumë, u merakos.
MERAKLI,~E *mb. bised.* 1. Që ka merak për ta bërë çdo gjë në rregull e sa me mirë, që e bën punën me kujdes të madh e me përgjegjësi. *Mjeshtër merakli. Amvisë meraklie. Është merakli.*
*2.* Që është i dhënë shumë pas diçkaje, që i pëlqen shumë të merret me diçka. *Kopshtar (lulishtar, bujk) merakli. Është merakli pas muzikës (pas sportit, pas librave, pas kafesë).*
3. Që bie shpejt në dashuri, që e zë meraku menjëherë. *Djalë (burrë) merakli.*
4. Që ndien shqetësim të madh për një njeri të afërm a të dashur; që shqetësohet shumë a që e ha meraku për diçka. *Prind merakli (për fëmijët).*
5. Që ka dyshim, frikë a pasiguri përpara diçkaje të panjohur, të dëmshme, të rrezikshme, të papas-tër etj.; që ruhet shumë nga gjëra të tilla. *Njeri merakli. Është merakli.*6. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Merakli* i *madh. Punë prej merakliu. Meraklinë s'e ze g)umi për punën.*
MERAKOS *leal,* ~A, ~UR *bised.* 1. E shqetësoj shumë, e shtie në merak, e bëj merak për dike a për diçka. *E merakosi nënën. I merakosi fëmijët (shokët).*
2. I fut dyshimin, frikën a pasigurinë për diçka, i fut merakun. *E merakosi me ate që i tha.*
MERAKOSEM *veiv. bised.* 1. Shqetësohem shumë për dike a për diçka, futem në merak, bëhem merak. *Nëna u merakos për fëmijët. Mjeshtri i mirë merakoset për punën. Mos u merakos fare! Përse merakosesh? Nuk merakoset për asgjë.*
2. Shqetësohem e kujdesem dhe ndiej përgjegjësi për një punë që të bëhet sa me mirë, bëhem merak për diçka.
3. Me hyn dyshimi, frika a pasiguria për diçka, me futet meraku.
MERAKOSUR (i,e) *mb. bised.* Që ka merak, që është bërë merak për dike a për diçka, që shpreh shqetësim; i shqetësuar. *Nënë e merakosur. Me fytyrë (me sy) të merakosur. Iku i merakosur. Rri (pret) i merakosur.*
MERCENAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ushtar me Trogë në shërbim të një shteti a të një ushtrie të huaj. *Trupa (ushtri) mercenarësh. Shërbente si mercenar.*
*2. fig. përb.* Ai që vihet në shërbim të armiqve ose të pushtuesve të vendit të vet për para ose për për-fitime të ulëta vetjake; njeri i shitur. *Mercenarët e fashistëve.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Ushtar mercenar. Forca (trupa) mercenare.*
MERCENARl,~A . *libr.* 1. *përmb.* Tërësia e mer-cenarëve, mercenarët.
2. Mercenarizëm.
MERCENARIZËM,~Ml *m. libr.* Të qenët mercenar; veprimi i mercenarit; shërbimi si mercenar. *Zhdukja e mercenarizmit. Rronin me mercenarizëm.*
MERCEOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e merceologjisë.
MERCEOLOGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MERCEOLOG,~U. *Merceologia e ndërmarrjes.*
MERCEOLOGJI,~A . 1. Tërësi dijesh për mall-rat si objekt i tregtisë, mbi vetitë e cilësitë e tyre, mbi llojet e tyre, mbi vlerat që kanë në përdorim etj. *Mer-ceologjia ushqimore. Merceologjia industriale. Labo-ratori i merceologjisë.*
2. Lëndë mësimore për këto dije; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Teksli i merceologjisë. Dega (katedra) e merceologjisë. Dha provim në mer-ceologji.*
MERDOSTË (i,e) *mb. bised.* 1. Që e ka sipërfaqen të ashpër. *Lëkurë (dërrasë) e merdostë.*
2. *fig.* I vrenjtur, i zymtë; i egër, i ashpër. *Njeri i merdostë.*
MEREMETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MEREMETOJ, MERE-METOHET. *Meremetimi i shtëpisë. Meremetimi i veglave bujqësore. Brigada e meremetimit.*
2. Puna që bëhet për të ndrequr diçka; ndreqje.
*Meremetime të vogla (të çastit). I bënë meremetimet e nevojshme.*
MEREMETOHET. *Pës. e* MEREMETOJ.
MEREMETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ndreq diçka që është dëmtuar, është prishur a është vjet-ruar, rregulloj. *Meremetuam urat e dëmtuar a. Mere-metoi ndërtesën. Meremetoj këpucët.*

2. *fig.* Rregulloj një punë a zgjidh një çështje jo tërësisht e me themel, por vetëm pjesërisht a për-kohësisht. *Nuk e zgjidhën, vetëm e meremetuan.*
MEREMETUAR (i,e) *mb.* I ndrequr (për diçka që ka qenë dëmtuar, prishur a vjetruar). *Mur i me-remetuar. Rrugë të meremetuara.*
MEREMETUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ndreq diçka të dëmtuar, të prishur a të vjetruar, ndreqës, rregullues. *Meremetues rrugësh. Meremetues çatish. Meremetues rrobash.*
MERENDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vë me radhë, vë sipas një rendi, rendit, rreshtoj. *Merendoj librat. Merendoj shembujt (ngjarjet).*
MEREQEP,~I *m. krahin.* Bojë shkrimi. *Shishe mereqepi. Shkruar me mereqep.*
MERË,~A . Erë e mirë. *Mera e luleve.*
MERGJUR,~I *m. vjet., etnogr.* Shuma e parave që i jepte dhëndri nuses për të bërë pajën; rushat.
MERIDIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjeogr.* Mesditës.
MERIMANGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Kafshë me trup të vogël e me ngjyra të ndryshme, me katër këmbë të holla e të gjata, që rron nepër vende të errëta (nëpër bodrume, në qoshet e dhomave etj.), ku end rrjeta të dendura prej fijesh shumë të holla. *Merimanga e shtëpisë (e bodrumeve). Pëlhura (cerga) e merimangës. Shtrati i merimangës. Ra miza në cergën e merimangës.*
2. Përdoret si gjymtyrë e parë e emërtimeve të pathjeshta për disa lloje kafshësh të tilla me ma-dhësi e me ngjyra të ndryshme, që dëmtojnë gjethet e frytet e disa bimëve, sidomos të perimeve e të pe-mëve. *Merimanga e argjendtë* merimangë shumë e vogël me ngjyrë të argjendtë që dëmton kokrrat e gjethet e agrumeve. *Merimanga e kuqe* merimangë me trup të vogël, që dëmton shumë lulet dhe pemët. *Merimanga e verdhë (e domates)* merimangë shumë e vogël, me trup si kon e me ngjyrë të verdhë, që rron si parazit i bimëve duke thithur lëngun e gjetheve. *Merimanga e hardhisë* merimangë me trup të vogël, me ngjyrë të verdhë në të kuqe, që dëmton gjethet e hardhisë; tenja e hardhisë, krtmbi i hardhisë. *Merimanga e miellit. Merimanga me kryq (merimanga e kopshteve)* merimangë me trup të madh, të mbuluar me një push të hollë, që ka në kurriz një kryq të for-muar nga disa njolla të bardha dhe që dëmton pemët. *Merimanga e pambukut* merimangë me trup të vogël, që dëmton pambukun, disa peri me etj. *Merimanga e tokës.*
3. *bised.* Pëlhura e merimangës. *Fshiu merimangat.*
4. *fig. bised.* Kurth, grackë që përgatitet në mënyrë të stërholluar.
5. *fig.* Njeri i mërzitshëm që i ngjitet dikujt dhe nuk i ndahet; rrodhe. *M'u be merimangë. Është merimangë ai.*
*k* End si merimanga *keq.* përpiqet e ngre kurthepër të dëmtuar të tjerët prapa krahëve. Ka lëshuar (ka zënë) merimangë toka ka ardhur toka për t'u mbjellë. Hahen si merimangat në qyp *shih te* QYP,~I. Është lidhur me pe merimangë *diçk a shih te* PE,~RI. I kishte zënë shosha (hambari) merimanga ishte shumë i varfër, s'kishte bukë në sofër.
MERIMANGORE,~T *m. vet. sh. zool.* Klasë e disa kafshëve të vogla jokërbishtore (si merimanga, alCrepi, këpusha etj.), të cilat e kanë kokën të bash-kujar me kraharorin.
IMERINOS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Race dhensh me prejardhje nga Afrika e Veriut e nga Spanja, që kanë lesh të hollë e shumë të butë; dele a dash nga kjo race. *Tufa (kopeja) e merinosëve. Kryqëzimi i merinosit me një race tjetër.*
2. *si mb.* Që është i kësaj race. *Dele merinos.*
MERITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sjellje a vepër e dobishme për shoqërinë, që e bën dike të denjë për t'u nderuar a për t'u çmuar nga të tjerët; veti a cilësi e çmuar, vlerë. *Merita të mëdha. Meritë vetjake (his-torike). Merita lufte (pune). Dekorohet (shpërblehet) për merita të veçanta. Vlerësohen sipas meritave* vle-rësohen sipas asaj që ka dhënë secili, vlerësohen sipas punës. *Është merita e tij. Ka merita ajo vepër.*
MERITOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Jam i denjë të nderohem, c vlej të me jepet një çmim a një shpër-bljm, të me bëhet një vlerësim i mirë për sjelljen, pëir një punë, për shërbime ose për një veprimtari të caktuar. *Meriton të lavdërohet (të dekorohet). Meriton titullin... (gradën... ). Meritoi flamurin (çmimin e pare). Meriton nderiin. Meritoi notën dhjetë.*
*2.* Me takon të dënohem a ta pësoj për atë që kam bëk"ë. *Meriton dënimin. Meriton përbuzjen (urrejtjen). Meriton të ndëshkohet rëndë.*
3. *vet. veta III.* Është i nevojshëm, duhet; ia vlen të tregohet kujdes e vëmendje a të bëhet diçka. *Me-ritpn kujdes (vëmendje). Meriton të studiohet (të shqyr-tohet). Meriton përgjigje. Nuk meriton të merresh me të.*
MERITOAR (I,e) *mb.* 1. Që është arritur me punë e me përpjekje, që i takon plotësisht, që e meriton. *Fitore e merituar. Nderim i merituar. Note e merituar. Zuri vendin e merituar.*
2. Që e ka marrë më të drejtë për fajin a gabimin që ka bërë; i drejtë. *Dënim (ndëshkim) i merituar.*
3. Përdoret si gjymtyrë e dytë e emërtimeve të pa-thjeshta për disa tituj nderi, që u jepen nga Presi-diumi i Kuvendit Popullor të RPS të Shqipërisë njerëzve të shquar në fushën e artit, të arsimit, të sportit etj. *Artist i merituar. Skulptor (piktor) i merituar. Mësues i merituar. Mjeshtër i merituar i sportit.*
MERITUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* I merituar. *Fjalë të merituешme. Shpërblim i meritueshëm. Mori dënimin e meritueshëm.*
MERKUR,~I *m. kim.* Metal i lëngët në temperature të zakonshme, me ngjyrë të bardhë si të ar-gjendit dhe me shkëlqim të forte, që përdoret në mje-kësi, në industri etj.; zhivë *(simboli* Hg). *Oksidi i merkurit. Kripërat e merkurit. Llambë me merkur.*
MERMER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lloj guri gël-qeror, kristalor, shumë i forte e me ngjyra të ndrysh-me, që përdoret kryesisht në ndërtim, për vepra arti osë në punime arkitekture; në *sh.* Ho jet e këtij guri. *Mermer i bardhë (i zi, i kuq). Mermerët e Korabit*
*(e Korçës). Shkëmb (gur) mermeri. Pllakë mermeri. Përmendore (bust) mermeri. Shtyllë (shkallë) mermeri. Fabrika e mermerit. Prodhimi i mermerëve. Vesh (shtroj) me mermer.*
2. Send prej këtij guri. *Mermeri i tryezës.*
3. ii *mb. fig.* I ftohtë; i ngrirë. *Me fytyrën (me ballin) mermer.*
• U be mermer u nguros, ngriu; vdiq.
MERMERIZIM,~I *m. tek.* Imitimi i damarëve të mermerëve mbi muret e lyera me bojë, mbi mbu-lesat e librave, mbi orenditë prej druri etj.
MERMEROR,~E *mb. libr.* I mermertë.

MERMERPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mjeshtër që punon mermerin; mjeshtër që bën punime prej mermeri.

MERMERTË (i,e) *mb.* 1. Që është prej mermeri; që është bërë me mermer; që është veshur me mermer. *Shkëmbinj të mermertë. Trupore (shkallë, tryezë) e mermertë. Pllakë e mermertë. Pallat i mermertë.*

*2. fig.* I ftohtë; i ngrirë. *Duar të mermerta. Fytyrë e mermertë. Vështrim i mermertë.*

MERMË (i), ~ME (e) *mb.* Që ka e jëshon ere të mirë. *Lule të merme. Bar i mermë. Vaj i mermë.*

MEROHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Vuaj shumë; lodhem shumë, këputem. *Meroheshin fëmijët për bukë. Merohej fshati për një pike ujë.*

MERUDHI,~A . *krahin.* 1. *bot.* Majdanos. 2. *vet. sh.* ~, ~TË. Erëza.

MERXHAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Koral. *Unazë me merxhan. E qëndisur me merxhanë. I ka buzët si merxhan.*

*2.* Ka me qime në ngjyrë të kuqe të përzier me një ngjyrë tjetër (të zezë, të murrme etj.).

3. Lapa e kuqe që kanë nën gushë disa shpendë shtëpiakë (si gjeli, pula etj.). *Merxhani i gjelit të detit.*

MERREM *vetv.* 1. *(e shoqëruar me parafjalën me).* Kryej një punë a veprimtari të caktuar, punoj në një fushë të caktuar; ushtroj veprimtarinë time për një kohë të gjatë në një drejtim të caktuar; e kaloj kohën në një fare mënyre ose duke bërë diçka. *Merrem me studime (me kërkime). Merrem me sport. Merrem me gjueti. Merrem me muzikë. Merrej me tregti. Me-rret me edukimin e fëmijëve. Merrej me thashetheme. Me se merresh?*

*2. vet. veta III (e shoqëruar me parafjalën* mej. Trajton, flet për diçka. *Në kreun e parë autori merret me luftën kundër sëmundjeve ngjitëse. Mbledhja u mor me disa çështje të rëndësishme.*

3. *bised.* Zihem, grindem me dike; kaloj, humbas kohën kot me dike. *Pse merresh me të? Mos u merr me kalamajtë!*

4. *vet. veta HI sh. bised.* Martohet a fejohet me dike. *At a u morën me dashuri.*

5. *Pavet. e* MARR 23,29.

6. *Pës. e* MARR. *S'merret me Vete. U mor mendimi i punonjësve. Sot merren rrogat. Do të merret me shumë grurë se vitin e kaluar. U mor në punë.*

*k* Kur s'ke pula, mos u merr me dhelprat (pse ha-hesh me dhelprat?) *shih te* PULË,~A. Me merret me zihet) fry ma *shih te* FRYMË,~A $_2$. I merret (i mbahet) goja *shih te* GOJË,~A 7. Me merren mendtë*shih te* MEND,~TË. Me merren sytë *shift te* SY,~RI 2. Merrem vesh *me dike shih te* VESH,~I. Nuk me-rret vesh nuk kuptohet.

MERRKOT,~I *m.sh.* ~A, ~AT. Mëshere. *Merr-kot dylli (dhjanti). Një gjysmë merrkoti djathë.*

MES,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pika a vendi në qen-dër të diçkaje, pjesa e diçkaje që ndodhet në largësi të barabartë ose gati të njëjtë nga të gjitha anët a skajet e saj; qendër. *Mesi i fushës (i sheshit). Mesi i tepsisë (i tryezës). Në mes të ballit (të faqes). Në mes të oborrit. E\uri në mes të dhomës. Shënoj mesin e rrethit.*

2. Pjesa e diçkaje që ndodhet midis kreut e fundit të saj, midis fillimit e mbarimit, midis një ane e anës tjetër etj. *Mesi i kërcellit. Mesi i kallirit. Mesi i rrugës. Mesi i litarit. Mesi i vijës. E pres (e këput, e thyej) në mes.*

3. Pjesa qendrore brenda diçkaje a pjesa që ndodhet në thellësi të diçkaje; diçka që është e rrethuar nga gjëra të tjera përqark ose që ndodhet në qendër të një rreshti, të një grupi, të sendeve të ndryshme etj. *Mesi i rruzullit. Mesi i lakrorit. Gishti i mesit. Në mes të djemve (të vajzafe). Në mes të turmës. Në mes të të mirave. Mbeti në mes të pyllit. Në mes të luleve. E Vunë (e futën) në mes.*

4. Pjesa më e ngushtë e trupit të njeriut midis kraharorit dhe kërdhokullave, bel; pjesa e veshjeve që mbulon këtë pjesë të trupit të njeriut. *Me mes të hollë (të ngushtë, të këputur). Rripi (gjerdani) i mesit. Fustan me mes. E kapi për mesi. Me dhëmb mesi. Rri me duar në mes. U zhveshën nga mesi e lart. U zhyt deri në mes. Përkulem deri në mes. M'u këput mesi* u lodha shumë nga një punë e rëndë.

5. Koha midis fillimit e mbarimit të diçkaje; çasti që ndodhet afërsisht në largësi të barabartë nga fi-llimi e mbarimi i një kohe. *Mesi i ditës* mesdita. *Mesi i nates* mesnata. *Mesi javës (i muajit, i vitit, i shekullit). Mesi i janarit (i dhjetorit). Mesi i verës (i dimrit).*

6. *fig.* Pjesa midis fillimit e mbarimit të një pune, të një veprimi etj.; kulmi i zhvillimit të një veprimi a veprimtarie. *Mesi i punës (i lojës). Në mes të shfaq-jes. Në mes të dasmës. Në mes të duartrokitjeve (të zhurmës, të këngës, të qeshurave). Në mes të gëzimit (të haresë).*

7. *vjet.* Mjedis, ambient. *Mesi shqiptar. Në të gjitha meset.*

*k* Në këtë (atë) mas lidhur me këtë, krahas kësaj; ndërkohë, ndërkaq. Mesi i artë (e mesmja e artë) *keq. shih tek* ARTË O,e). Mes për mes tej matanë, duke kaluar nëpërmes, mu në mes. Në mes (në pike) të ditës *shih te* DITË,~A. Në mes të tjerave (të tjerash) ndër të tjera, përveç atyre. I bën mes (punës) i shtrohet punës, punon mirë. Hyri (u fut) në mes ndërhyri për të lidhur a për të pajtuar dy pale ose për të mënja-nuar mosmarrëveshjet që kanë. E këputi në mes a) e ndërpreu diçka, nuk e çoi deri në fund; b) e dëmtoi rëndë dike; e fiku. E theu në mes *shih te* THEJ. E la në mes *një punë* e la përgjysmë, nuk e çoi deri në fund, e ndërpreu. E la në mes të katër rrugëve (udhëve) *dike shih te* RRUGË,~A. E la në mes të udhës (e la në udhë) *shih tek* UDH'Ë,~A. Lexoj në mes të radhëve (të rreshtave) *libr. shih te* RADHË, ~A. Përkule (ule) mesin! shtrohu në punë, vëri shpa-tullat punës! Diç (diçka) luan në këtë mes (këtu) *shih te* LUAJ. Rri me duar në mes (në bel, në brez, në gji, në ijë, në xhep) *shih tek* IJË,~A. Bie (ndodhet, është)
në mes dy zjarresh *shih te* ZJARR,~I. E di mesi se ç'ka thesi *fj. u.* çdo njeri i di me mirë vetë punët a_ hallet e tij. Mëngë në mes të kurrizit *shih te* MËNGË,~A. Ta them! në mes tone ta dime vetëm ne, të nlos e marrë vesh tjetërkush, të mbetet midis nesh.

MES *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrje-dhore: 1. Me kuptimin "në mes të diçkaje; përmes diçkaje". *Mes fushave (arave, maleve). Mes erës (bores, shiut).*

*2. për* të shënuar vendin që zë dikush a diçka midis të tjerëve. *Mes studentëve (ushtarë\>e). Mes nesh (jush, atyre).*

3. për të shënuar marrëdhënie të ndërsjella a të dyanshme ndërmjet dy a me shumë njerëzve ose pa-lëve. *Marrëdhëniet mes shtetesh. Bisedimet mes pa-lëve. Miqësia mes popujve.*

4. për të bërë një krahasim ndërmjet njerëwe a sendeve. *Mes teje e atij ka dallime. Ngjajnë mes tyre.*

MESAP,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pjesëtar i një popullsie të vjetër, me prejardhje nga ilirët, të shpërngulur në Italinë Jugore para erës së re.
MESAP,~E *mb. hist.* Që ka të bëjë me mesapët, që u përkel mesapëve, i mesapëvc; që është krijuar nga mesapct. *Gjuha mesape. Mbishkrime mesape.*
MESAPISHTE,~JA . *hist.* Gjuha e mesapëve, që flitej në viset jugore të Gadishullit Italik.
MESARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rrip, gjuhë e ngushtë toke në mes dy tokave të tjera, mesun.
MESARË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Are a rrip toke e punuar, që ndodhet në mes të dy arave të tjera.
MESATAR,~E *mb.* 1. Që nuk është as i gjatë as i shkurtër; që nuk është as i madh as i vogël (nga tru-pi, nga sasia etj.); i mesëm. *Me shtat (me trup) me-satar. Burrë mesatar (në trup, në moshë). Shpejtësi mesatare. Moshë mesatare.*
*2.* Që nuk është as i ftohtë as i ngrohtë, i butë. *Klimë mesatare.*
3. Që nuk është as i mirë, as i keq, as i forte, as i dobët; i mesëm (nga cilësia, nga vlera, nga aftësia). *Nxënës mesaiar. I një cilësie mesatare.*
4. Që del nga pjesëtimi i mbledhjes së disa ma-dhësive a vlerave me numrin e të mbledhshmëve. *Paga (rroga) mesatare. Nota mesatare. Numri mesatar. Pesha mesatare. Vlera mesatare. Norma mesatare. Temperatura mesatare. Të ardhurat mesatare. Rendimenti mesatar.*
5. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
MESATARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Madhësia që del nga pjesëtimi i shumës së disa madhësive me numrin e këtyre madhësive; madhësi a vlerë mesatare. *Mesatarja aritmetike. Mesatare e lartë (e ulët). Mesatarja e përgjithshme. Mesatare e përparuar. ek. Mesatar ja e pages (e të ardhurave). Mesatarja e ditëve të punës. Mesatarja e normës (e prodhimit). Është mbi (nën) mesataren. Sa është (sa del) mesatarja?*
MESATARISHT *ndajf.* As me pak as me shumë; në mënyrë mesatare, në sasi mesatare. *Përdor mesa-tarisht* 350-380 *gramë perime në ditë. Prodhimi industrial rritej mesatarisht* 3 % *në vit. U morën mesatarisht* 53 *kv. miser për hektar.*MESAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Letër që një udhë-hëqës shteti i dërgon udhëheqësit të një shteti tjetër si përshëndetje ose me një rast të veçantë; letër e po-saçme që populli i drejton udhëheqësit të vet për t'i shprehur ndjenjat e veta, zotimet etj.; letër a ligjë-ratë, më të cilën një udhëheqës i drejtohet popullit të vet. *Mesazh urimi (përshëndetjeje). Mesazhi i krye-tarit të shtetit (i president!t). Mesazhi i popullit. Mesazhi i rinisë dërguar Komitetit Qendror të Partisë. Këmbim mesazhesh. Dërgoi (mori) një mesazh.*
MESDITË,~A. 1. Mesi i ditës; koha e drekës. *Dielli i mesditës. Erdhën,.në mesditë. Na zuri mesdita. Ra mesdita* ra ora dymbëdhjetë.
12. edhe *sh.* ~A, ~AT. Drekë. *Mesditat i ha jashtë. Ndenji për mesditë. Pas mesditës fjeti pak.*
• Ana e mesditës jugu. Rush ka ditën, të mos presë mesditën *fj. u. shih te* DITË,~A.
MESDITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *gjeogr.* Gjysmë-rreth i përfytyruar në sipërfaqen e Tokës, që bashkon dy polet dhe e pret pingul ekuatorin; vija në hartë që përfaqëson këtë gjysmërreth; meridian. *Mesditësi fillestar (kryesor). Mesditësit tokësorë. Mesditësi qie-llor. astr.* rrafshi që kalon nëpër pikën e zenitit, nëpër qendrën e sferës qiellore dhe nëpër polet e Tokës. *Gjatësia e mesditësit.*
MESDREDHUR *mb. poet.* Që e ka mesin të hollë e Jtë përkulshëm. *Vajzë (grua) mesdredhur.*
MESDHETAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me Mes-dheun, që i përket Mesdheut, i Mesdheut; që laget nga ujërat e Mesdheut; që ka vecoritë e klimës së Mesdheut. *Vendet mesdhetare. Bimësi mesdhetare. Klimë mesdhetare.*
*2. gjeogr.* Që është nga të gjitha anët i rrethuar me tokë, i veçuar nga oqeanet (për detet). *Dete mesdhetare.*
lyiESELE,~JA *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Ndodhi që|tregohet me gojë; tregim me gojë, zakonisht dë-fryes; histori e shkurtër. *Mesele e bukur. Mesele e vër,tetë (e rreme). Tregoi (rrëfeu) një mesele. Di shumë mesele.*
*2.* Çështje, punë. *Mesele e vjetër. Mesele e kokla-vitur. U be mesele e madhe. Kemi një mesele me të. S'e zgjidhi dot atë mesele. U trash meseleja. Si është meseleja? Ashtu e kam meselenë.*
3. Bisedë; fjalë. *Ku e lame meselenë? Mos e hap me atë mesele. Që të mos e zgjasim meselenë...*
• Doli (iku) nga meseleja s'e mbajti fjalën a prem-timin, doli nga besa. Hapi mesele të reja nxori nga-tërresa të reja, hapi avaze.
MESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cipa e hollë që. mbështjell të bardhën e vezës; cipa e hollë që mbësh-tjell ffetët e qepës, thelpinjtë e hudhrave, të arrave etj.; lëmazë. *E hollë si mesë qepe. I qëroj mesën.*
*2.* Ajka e qumështit.
3. Riza e dhjamtë që mbështjell plëndësin e zorrët e berrit, të kecit etj.; cipa që mbështjell një organ. *Mesa e barkut. Mesa e truve.*
4. Lëkurë e hollë. *Mesa e pules së pjekur.*
MESËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është midis dy sendeve, midis dy njerëzve ose në mes të një vargu sendesh a njerëzish; që gjendet në mes të fillimit dhe të fundit të diçkaje (në hapësirë); që është në mes të dy anëve të kundërta; që ndodhet në mes të dikujt a të diçkaje. *Kali i mesëm. Rrjedha e mesme*
*(e lumit). Rrugë e mesme. Truri i mesëm. anat. Zorra e mesme. anat. Gishti i mesëm. Shqipëria e Mesme. gjeogr. Lindja e Mesme. gjeogr.*
*2.* Që është në mes të një kohe ose në mes të dy periudhave, të dy shkallëve etj.; që është në mes të dy njerëzve a të dy brezave nga mosha; që nuk është as i ri as i vjetër në moshë, mesatar. *Burrë i mesëm. Brezi i mesëm. Vëllai i mesëm. Motra e mesme. Moshë e mesme. Shkolla e mesme* shkollë katërvjeçare që vjen pas tetëvjeçares dhe para shkollës së lartë. *Arslm i mesëm* arsimi katërvjeçar pas arsimit tetëvjeçar, që merret në shkollën e mesme. *Vjeshta e mesme. vjet.* tetori. *Koha e mesme. hist,* mesjeta.
3. Që ka gjatësi mesatare, që nuk është as i gjatë as i shkurtër, mesatar. *Me shtat (me trup) të mesëm. Vale të mesme. radio.*
*4.* Që ka madhësi, sasi, peshë a force mesatare. *Tingull i mesëm. spec. Force e mesme.*
*5.* Që ka cilësi të kënaqshme, që nuk është as shumë i mirë as shumë i keq, mesatar; i rëndomtë. *Nxënës i mesëm.*
6. Që ka marrë arsimin katërvjeçar pas shkollës tetëvjeçare, por nuk ka mbaruar ende shkollën e lartë. *Agronom i mesëm. Teknik (specialist, ekonomist) i mesëm. Kuadro të mesme.*

7. Që. i përket një shtrese a klase shoqërore të ndër-mjetme, që qëndron në mes të shtresës a të klasës së pasur dhe asaj të varfër. *Shtresë (klasë) e mesme. Borgjezi e mesme. Fshatar (nëpunës) i mesëm. Me origjinë shoqërore të mesme.*
8. *si em.* ~M E, ~MJA (e) . Mesatare.
9. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
• E mesmja e artë (mesi i artë) *keq. shih tek* ARTË (i,e).
MESËS,~I *m. sh.* ~, ~IT 1. Ndërmjetës, mestar. *Hyri si mesës.*
2. *etnogr.* Mbles, lajmës. *Dërgoi mesësin.*
MESGJUHOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që përftohet duke u puqur pjesa e mesme e shpinës së gjuhës me qiellzën e forte (për bashkëtingëlloret si q, gj, nj). *Bashkëtin-gëllore mesgjuhore.*
2. *si em.* ~E, ~JA *.sh.* ~E, ~ET. Bashkëtin-gëllore mesgjuhore.
MESHOLLË [Iexo: mes-hollë] *mb.* 1. Që e ka mesin të ngushtë, belhollë. *Vajzë meshollë.*
*2. Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit. MESIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Mestar.
MESJETAR,~E *mb.* Që ka lidhje me mesjetën, që i përket mesjetës, i mesjetës; që ka qenë a ka ndo-dhur në mesjetë; që ka veçoritë e kohës së mesjetës. *Epoka mesjetare. Arti mesjetar. Veshje mesjetare. Kështjellë mesjetare. Qytetet mesjetare. Ideologji mesjetare. Historia mesjetare. Zakone (mbeturina) mesjetare. Errësira mesjetare.*
MESJETË,~A . Periudha e historisë që karak-terizohet nga marrëdhëniet feudale dhe që nis nga shekulli VI e shkon, sipas vendeve, deri në shekullin XVIII; koha e mesme. *Historia e mesjetës. Qytetet (shtetet) e mesjetës.*
MESKALL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË. Vegël e posaçme si lime e vogël me kokë-çeliku, që përdoret nga argjendarët për t'i dhënë shkëlqim arit e argjendit (zakonisht sendeve prej filigrani).MESKËPUTUR *mb.* Që e ka mesin shumë të hollë, belkëputur, mesunazë. *Vajzë meskëputur.*
2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Cila është më e bukura? II ajo meskëputura. kr. pop.*
MESKIN,~E *mb. libr.* 1. Që kapet pas vogëlsirash ' a pas cikërrimash; shpirtvogël; i ngushtë, i kufizuar. *Njeri meskin.*
2. Që është veti e një njeriu me shpirt të vogël; i ngushtë, i kufizuar, i varfër. *Pikëpamje (ide) mes-kine. Shpirt meskin. Frymë meskine. Interesa (dëshira) meskine. Jetë (bole) meskine.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Fytyra meskinësh.*
MESLAKORE *mb.* Meshollë; meskëputur.
MESNATË,~A . Mesi i nates, koha në mes te nates. *Erdhën (ikën) në mesnatë. E zuri gjumi në mes-natë. Ra mesnata* ra ora dymbëdhjetë e nates. *Doli para (pas) mesnatës.*
MESNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* 1. Byrek me copa mishi e me petë të pjekura në mes.
2. Tavë e përgatitur më të brendshmet e berrave dhe me oriz; gjellë me mish e me oriz.
MESOBURRË,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Burrë me moshë mesatare, burrë as i ri e as i vjetër. *Ishte me-soburrë. Ca ishin pieq, ca mesoburra.*
MESOGRUA, ~GRUAJA. *sh.* ~GRA, ~GRATË.
Grua me moshë mesatare, grua as e re e as e vjetër. *Ishte mesogrua. E përcollën ca plaka e mesogra.*
MESORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dhomë e vogël e hapur, që ndodhet në mes të dhomave të tjera, paradhomë; rruginë, korridor. *Mesorja e katit të pare. Kaloi nëpër mesore. Presin në mesore. Rrinte në mesore.*
2. Muri i mesit që ndan dy kthina; mur ndarës, ndërmjetës.
3. Rrip toke në mes të dy arave. *mbjellin edhe me-soret.*
4. *gjeom.* Vijë e drejtë që bashkon një kulra të trekëndëshit me mesin e brinjës përballë tij. *Mesorja e trekëndëshit. Mesorja e bazës.*
5. Tepsi a enë tjetër me madhësi mesatare. *Ka-llaisi mesoren.*
*6. gjuh,* Tingull që përftohet duke kaluar ajri nëpër gjatësinë e zgavrës së gojës (për bashkëtingëlloren j).
MESOR,~E *mb. gjuh.* Që ka trajtë pësore dhe kuptim jokalimtar. *Folje mesore* folje që kanë trajtë pësore dhe kuptim jokalimtar (p.sh. hidhem, gëzo-hem, kollem, rritem etj.).
MESPËRDREDHUR *mb.* Mesdredhur.
MESPURTEKË *mb. poet.* 1. Që e ka belin shumë të ngushtë, meshollë.
2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MESTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Ndërmjetës për të pajtuar njerëzit, për të shuar grindjet a mos-marrëveshjet ndërmjet dy palëve, për të ndrequr ndo-një punë etj.; mesës. *Fusnin mestarë. Mallin e ndanin me mestar.*
2. *etnogr.* Mbles, lajmës.
MESTE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Heqje, sheshje. *Meste të qëndisura. Meste për vajza (për nuse). Meste prej leshi të dhirtë.*
. MESUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Mesarak.
2. Rrip toke a breg në mes dy brigjeve më të larta.
MESUNAZË *mb.* 1. Që e ka mesin shumë të ngushtë, meshollë, meskëputur.
2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MESHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Libri i lutjeve fetare dhe i meshes. *Meshari i përgjithshëm. "Meshari"* i *Gjon Buzukut.*
MESHË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* 1. Ceremoni fetare që zhvillohet në kishë në ditë të caktuara (në vendet ku vepronkishae krishterëj. *Mesha e mad he e pashkëve. Meshë përshpirljesh. Mesha e së dielës. Çonte (mbante) meshë.*
*2.* Kulaç i mblatur me miell të mirë, që çojnë besimtarët në kishë; mblatë (në vendet ku vepron kisha ortodokse). *Meshë e bekuar. Çonin meshë çdo të diet.*
MESHIN,~I *m.* dhe MESHINË,~A . Lëkurë e hollë, zakonisht prej bagëtish të imëta, e regjur dhe e përpunuar, që përdoret për faqe këpucësh, për do-reza, për veshje mobiljesh etj. *Meshin i zi. Meshinë e butë. Këpucë (rrip) meshine. Divan i veshur me meshinë.*
MESHINTË (i,e) *mb.* 1. Që është bërë prej meshini. *Çantë e meshintë. Doreza të meshinta. Pajime të me-shinta.*
2. Që është veshur me meshin. *Kolltuk i meshintë. Libër i meshintë.*
MESHK,~U m. *sh.* MESHQ, MESHQIT. Dem, mëzat; ka i patredhur.
MESHOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR *fet.* 1. edhe *kal.* Bëj ceremoninë e meshes; mbaj meshën në kishë (në vendet ku vepron kisha e krishterë). *Prifti meshonte (nxirrte) meshën.*

2. Bëj meshë dhe e çoj në kishë për një përshpirtje etj. (në vendet ku vepron kisha ortodokse).
MESHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Prift a rre-gulltar i besimit katolik që ka të drejtë të thotë meshë (në vendet ku vepron kisha katolike).
MESHTARt,~A . *fet.* 1. Puna që bën meshtari, detyra e meshtarit (në vendet ku vepron kisha katolike).
2. *përmb.* Tërësia e meshtarëve, meshtarët. *Mbledh-ja e meshtarisë.*
METABOLlZËM,~MI *m. biol.* Tërësia e shndë-rrimeve kimike e biologjike që kryhen në organizmin e qenieve të gjalla gjatë shkëmbimit të lëndëve; shkëm-bimi i lëndëve në organizëm. *Metabolizëm i rregullt (i çrregullt). Metabolizmi i organizmit (i njeriut, i kafshës, i bimës). Prishja e metabolizmit.*
METAFIZIK,~E *mb. filoz.* 1. Që i merr sendet e dukuritë e realitetit të shkëputura e jashtë lidhjeve të tyre të ndërsjella, jashtë procesit të zhvillimit e të ndryshimit dhe pa kontradikta të brendshme; *kund.* dialektik. *Meiodë metafizike. Pasayrim (mendim) metafizik. Në mënyrë metafizike.*
*2.* Që kërkon të zbulojë thelbin më të thellë të çdo qenieje jashtë përvojës e pavarësisht prej saj. *Botë-kuptim metafizik.*
METAFIZlKË,~A. *filoz.* 1. Metodë joshkencore e njohjes, e kundërt me metodën dialektike, që i merrsëndet e dukuritë e realitetit të shkëputura e jashtë lidhjeve të tyre të ndërsjella, jashtë procesit të zhvi-llimit e të ndryshimit dhe pa kontradikta të brendshme; *kund.* dialektikë.
2. Doktrinë filozofike idealiste, që kërkon të zbu-lojë thelbin më të thellë të çdo qenieje jashtë përvojës e pavarësisht prej saj.
METAFORË,~A . *sh.* ~A, ~AT *let., gjuh.* Për-dorimi i një fjale a i një shprehjeje me kuptim të figurshëm në bazë të krahasimit sipas ngjashmërisë; fjala a shprehja e përdorur me këtë kuptim; flgura letrare që ndërtohet me këtë mënyrë (p.sh. qesh na-tyra, vullnet i çeliktë etj.) *Metaforë e thjeshtë. Me-laforë letrare (gjuhësore).*
METAFORtK,~E *mb. let., gjuh.* 1. Që është përdorur me kuptim të figurshëm, të mbështetur në kra-hasim, që është një metaforë. *Kuptim metaforik. Fjalë (Jrazë, shpre)ije) metaforike. Varg metaforik. Në mënyrë metaforike.*
2. Që ka shumë metafora, i pasur me metafora; i figurshëm. *Stil metaforik. Ligjëratë metaforike.*
METAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Trup i thjeshtë (si alumini, ari, bakri, hekuri, plumbi etj.), që është kryesisht në gjendje të ngurtë, i qëndrueshëm, i forte e me shkëlqim të veçantë dhe që zakonisht petëzohet dhe e përcjell mirë nxehtësinë e elektricitetin. *Metal i lehtë (i rëndë). Metal i pastër (i përzier). Metal i rrallë (i çmuar). Metal i petëzuar (i shkrirë). Metale të zeza* hekuri, çeliku, giza, kromi etj. *Metale me ngjyrë* alumini, kallai, plumbi, zinku etj. *Metale të çmueshme (fisnike)* ari, argjendi, platini. *Metal i bardhë. lndustria e metaleve. Shufra metali. Punimi (përpunimi) i metaleve.*
METALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grumbull bore, që është mbledhur në një vend zakonisht nga era; grumbull, pirg. *Metale bore. Ka hedhur metale* ka rënë shumë bore, ka rënë dëborë e madhe.
METALIK,~E *mb.* 1. Që është prej metali, i me-taltë. *Gyp metalik. Monedhë metalike. Anije (moto-barkë) metalike. Veshje metalike. Paftë metalike.*
*2.* Që ka të bëjë me metalin a me metalet; që merret me punimin e metalit a me prodhimin e sendeve prej metali. *Lidhje metalike* lidhja e një metali me metale të tjera. *Punishte metalike.*
3. Që është veti e metalit, që ka dukjen e metalit; që ka karakteristikat e metalit. *Shkëlqim metalik. Ngjyrë (shije) metalike.*
4. I ngjashëm me tingullin që del nga goditja e metalit- (për zërin etj.). *Tingull metalik. Zë metalik.*
METALIZIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të Ibljeve METALIZOJ, METALIZOHET. *Metalizimi i detajeve të makinave. Metalizimi i qelqit. Ma-kinë metalizimi. Reparti i metalizimit.*
METALIZOHET *tek. Pës. e* METALIZOJ.
METALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Vesh sipërfaqen e një sendi me një shtresë të hollë metali; i zë. të carat me metal a me pluhur metali; i jap një sendi shkëlqim metalik ose veti si ato të metalit. *Me-talizoj një pasqyrë (një pëlhurë). Metalizoj me tunxh (me zink).*
METALMBAJTËS,~E *mb.* Që përmban metal, që ka metale. *Shtresa metalmbajtëse.*
METALOID,~I *m. sh,* ~E, ~ET *kim., vjet.* Jo-metal.
METALOR,~E *mb,* 1. Që përmban metal. *Shkëmb metalor. Mineral metalor.* 2. I metaltë, prej metali. *Pafta metalore.*
METALPRERËS,~E *mb. tek.* Që përdoret për të prerë dhe për të gdhendur pjesë prej metali. *Ma-kina metalprerëse.*
METALPUNUES,~E *mb. I.* Që merret me punimin e metaleve; që bën ose ndreq sende prej metali. *Mjzshtër (zejtar) metalpunues.*
*2.* Që përdoret për punimin e metaleve ose të sendeve prej metali. *Makinë metalpunuese.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit, *Metal-punuesit shqiptarë (Hire). Kooperativa e metalpu-nuesve. Kurs për metalpunues.*
METALSHKRIRËS,~E *mb. tek.* I. Që shërben për të shkrirë metale. *Furrë metalshkrirëse.*
*2.* Që punon si shkrirës metalesh. *Punëtor metal-shkrirës.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Metal-shkrirës i dalluar.*
METALTË (i,e) *mb.* 1. Që është prej metali, metalik. *Sende të metalta. Stoli e metaltë. Shufër e metaltë. Shtylla të metalta. Hrë e metaltë. Këmishë e metaltë.*
2. I ngjashëm me tingullin që del nga goditja e metalit, metalik. *Zë i metaltë. Zhurmë e metaltë.*
METALURG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që punon
në metalurgji. *Metalurgët shqiptarë. Metalurgët e uzinës.*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Punëtor (teknik, inxhinier) metalurg.*
METALURGJI, ~A . *1.* Degë e industrisë së rëndë që merret me prodhimin e metaleve e të lidhjeve të tyre nga mineralet e nga disa lëndë të tjera të para, si dhe me përpunimin e tyre. *Metalurgjia e zezë. Metalurgjia me ngjyra. Metalurgjia e bakrit. Uzina e metalurgjisë. Punëtorët dhe teknikët e metalurgjisë.*
*2.* Shkenca që merret me mënyrat e prodhimit të metaleve, të lidhjeve të tyre si edhe të përpunimit të tyre.
METALURGJIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë ose që merret me prodhimin e me përpunimin e metaleve e të lidhjeve të tyre, që i përket metalurgjisë, i metalurgjisë. *lndustria metalurgjike. Kombinati metalurgjik. Uzina metalurgjike.*

*2. si em.* ~, ~U *m. bised.* Kombinat a uzinë ku prodhohen metalet e lidhjet e tyre dhe ku bëhet përpunimi i tyre. *Metalurgjiku i Elbasanit. Punëtorët e metalurgjikut.*

METAMORFOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *biol*-Ndryshim i rëndësishëm në trajtën e jashtme, në ndër-timin e organeve e në mënyrën e jetesës, që pësojnë disa lloje kafshësh gjatë zhvillimit historik ose gjatë kohës së rritjes deri në zhvillimin e tyre të plotë, duke kaluar shkallë-shkallë nëpër disa faza. *Metamorfoza e kandrrave. Metamorfoza e bretkosës.*

2. *fig. libr.* Ndryshim i madh e i dukshëm që pë-son dikush a diçka. *Metamorfozë e çuditshme. Metamorfoza e ideve të dikujt. Pësoi një metamorfozë të menjëhershme.*METAN,~I *m. kim.* Gaz natyror i thjeshtë, pa ngjyrë e pa erë, me i lehtë se ajri, që formohet nga shpërbërja e lëndëve organike nëpër këneta e në mi-niera qymyrgurore dhe që ndizet lehtë; gaz që formohet nga bashkimi i karbonit me hidrogjenin.

METANI,~A . *sh.* ~, ~TË *fet.* Gjunjëzimi para një shenjtori për t'i kërkuar falje për një mëkat; pen-dim (sipas paragjykimeve fetare). *Lutje e metani. Bënte metani* binte në gjunjë e falej.

-• I bën metani *dikujt* i gjunjëzohet, i nënshtro-het duke iu lutur e duke iu falur.

METATEZË,~A. *sh.* ~A, ~AT*gjuh.shih* VEND-KËMBIM,~I.

METELIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Monedhë e vjetër turke prej metali, e barabartë me dhjetë pare.

*-k* Ishte pa një metelik (në xhep) ishte shumë i varfër, nuk kishte asgjë; ishte pa një grosh në xhep.

METEOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *astr.* 1. Trup i vogël qiellor, i cili hyn me shpejtësi të madhe në at-mosferën tokësore prej hapësirës ndërplanetare dhe nga fërkimi me ajrin thërrmohet e digjet, duke lënë pas një bisht të shndritshëm; yll me bisht. *Me shpej-tësinë e meteorit. Ra një meteor. Shndriti si meteor* ndriti vetëm për pak caste; *fig.* shkëlqeu fare pak dhe u zhduk menjëherë.

2. *fig.* Dikush a diçka që shquhet vetëm për një kohë shumë të shkurtër. *Qe vetëm një meteor.*

METEORIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *astr.* Trup i ngurtë, shumë i ngjashëm me gurët tokësore, që bie nga hapësira qiellore në Tokë. *Meteorit i madh. U gjet një meteorit.*

METEOROLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e meteorologjisë.

METEOROLOGJI,~A . Shkenca që studion e shpjegon gjëndjen fizike të atmosferës dhe dukuritë që zhvillohen në atmosferë. *Meteorologjia e përgjith-shme (bujqësore). Instituti i Meteorologjisë. Të dhënat e meteorologjisë.*

METEOROLOGJIK,~E *mb.* Që lidhet me me-teorologjinë, që i përket meteorologjisë, i meteorologjisë; që merret me meteorologji ose jep të dhënat e saj. *Stacion (vrojtues) meteorologjik. Shërbimi me-teorologjik. Buletini meteorologjik. Hartë meteorolo-gjike. Studime meteorologjike. Kushtet meteorolo-gjike. Ndryshime meteorologjike. Të dhëna meteorologjike.*

METERIQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Ani i fëmijës, mitra.

METË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Pjesa që i mungo'n diçkaje për të qenë në sasinë a në cilësinë e duhur, cen; diçka që i mungon një vepre, një pune etj. për të qenë e plotë a e përkryer, mungesë. *E metë e madhe (e rëndë). Të meta teknike. Vepër (punë) pa të meta. Burimi i të metave. Kritikon (ndreq) të metat. Nuk i la asnjë të metë.*

2. Cen në trup ose në mendje, gjymtim trupor a mendor. *Të meta trupore (fizike). më të meta mendore.*

3. Diçka e keqe që ka njeriu në karakter e në sjellje, ves, huq; dobësi, gabim. *Njeri pa të meta. Ka një thes më të meta. I vuri në dukje të metat.*

METË (i,e) *mb.* 1. Që ka diçka mangët, që nuk
është i plotë, që i mungon diçka; i cungët. *Puna mbeti e metë.*

2. *fig.* Që nuk është plotësisht në rregull nga ana mendore, me cen nga mendja; budalla. *Njeri i metë. Mos u bëj i metë!*

METË *ndajf.* Me mungesa, mangët, jo plotësisht. *la bëri punën metë. la dha paratë mstë. E mbushi shi-shen metë. la la përgjigjen metë. Jane dy karrige metë* janë dy me pak. *Nuk i lagjë metë* e bëri mirë ose shumë mirë një punë; ia bëri shumë mirë, ia bëri ashtu si duhet.

• S'i la gjë metë (mangët) *dikujt a diçkaje shih te* MANGËT. Nuk ta le metë (mangët) për nesër *shih te* LË.

METËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Njësi krye-sore për matjen e gjatësisë, që ndahet në njëqind centimetra dhe që është vënë në bazë të sistemit te masave të gjatësisë *(,shkurt.* m). *Meter katror* njësi e matjes së sipërfaqes, e barabartë me sipërfaqen e një katrori, brinja e të cilit është një meter *(shkurt.* $m^2$*). Meter kub* njësi e matjes së vëllimit, e barabartë me vëllimin e një kubi, brinja e të cilit është një meter (shkurt $m^3$). *Një meter stof. Dy metra thellë.*

2. Rrip i ngushtë prej rrobe a prej lënde tjetër ose vizore prej druri, prej metali etj., që ka këtë gjatësi, ndahet në centimetra dhe përdoret si mjet për të matur gjatësinë e diçkaje. *Meter çeliku. Meter zdrukthë-tari. Mat me meter. I vuri metrin* e mati me meter.

3. *fig.* Masë vlerësimi; tregues. *Është meter për të vlerësuar diçka. E mat me metrin* e *vet* e vlerëson sipas vetes.

4. *let.* Ndërtimi i vargut sipas numrit e rendit të rrokjeve të theksuara e të patheksuara; masa e vargut. *Meter i lire. Metri i vargut. Llojet e mctrave.*

5. *kryes. sh. bised.* Pjesë e një sendi a e një vendi me një fare gjatësie. *Dolën nga kombinati metrat e parë të stofit. Vrapuesit janë në metrat e fundit të garës.*

METODË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *filoz.* Tërësia c parimeve teorike themelore që shërbejnë si mbësh-tetje e si udhëheqje për të njohur natyrën e jetën shoqërore dhe për t'i shndërruar ato. *Metoda dia-lektike. Metoda metafizike.*

2. Tërësia e mënyrave dhe e mjeteve që përdoren për të studiuar e për të shpjeguar diçka. *Metoda kra-hasuese. Metoda analitike (sintetike). Metoda ek-spertmentale.*

3. Sistem parimesh, kriteresh e rregullash të cak-tuara, që zbatohen në një fushë të veprimtarisë; tërësi parimesh teorike e rregullash praktike, që shërbejnë si mjet a si rrugë për t'ia arritur një qëllimi të cak-tuar; mënyrë veprimi. *Metodë e re (e vjetër). Metodë e përparuar (e mirë, e keqe, e gabuar). Metodë re-volucionare. Metodë shkencore. Metodë tnatematike. Metoda zinxhir. Metodat e mësimit (e edukimit, e stu-dimit). Metoda e drejtimit (e komandimit, e kontrollit). Metoda e bindjes (e detyrimit). Metoda e realizmit socialist, let., art. Metoda dhe stili në punë. Përmirë-simi (përvetësimi) i metodës. Punon me (pa) metodë.*

4. Libër që përmban bazat e një shkence, të një arti etj., të shtjelluara në mënyrë sistematike e sipas një rendi të caktuar për t'i kuptuar e për t'i zotëruar sa me shpejt.

*Metoda e pare. Metoda e violinës (e pianos). Metodë për mësimin e gjuhës.*
• Metoda globale *ped., vjet. shih te* GLOBAL, ~E.METODIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me metodën ose me metodikën e një pune, që merret me metodën e një fushe të veprimtarisë; që i përket metodës ose që lidhet me të. *Punë (ndihmë) metodike. Udhëzime metodike. Plan metodik. Kabinet (rreth, kënd) me-todik. Qendër (degë) metodike. Materiale metodike.*
2. Që vepron në mënyrë sistematike, sipas një me-tode a sipas një plani të përcaktuar me pare, që punon me metodë; i rregullt. *NJeri (dijetar) metodik. Ecuri (punë) metodike.*
METODIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Tërësi e metodave, e rregullave dhe e mënyrave që përdoren në një fushë të caktuar të veprimtarisë për të studiuar diçka ose për të kryer një punë. *Metodike shkencore.*
2. Sistem metodash, mënyra'sh e parimesh shkencore që shërbejnë si bazë për ndërtimin e ores së më-simit ose për organizimin e dhënies së mësimit në shkollë; teoria e dhënies së një lënde mësimore në shkollë. *Metodika e gjuhës shqipe. Metodika e leximit letrar. Metodika e aritmetikës (e Vizatimit). Metodika e punës politike.*
3. *bised.* Libri që përmban këtë sistem metodash, menyrash e parimesh shkencore dhe që përdoret si tekst mësimor. *U botuan të gjitha mefodikat.*
METODIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist për metodikën e dhënies së mësimit të një lënde në shkollë. *Metodist i kabinetit pedagogjik. Melodist i shkollës tetëvjeçare. Metodisti i kulturës.*
METODIST;E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* METODIST, ~I.
METODOLOGJI,~A . 1. *filoz.* Teoria mbi metodën e përgjithshme të njohjes shkencore dhe të shndërrimit të botës reale. *Metodologjia marksiste-leniniste.*
2. Tërësia e metodave që përdoren në shkenca të veçanta a në një fushë të caktuar të shkencës. *Metodologjia e planifikimit. Metodologjia e llogaritjes (e financimit). Metodologjia e stalistikës.*
METODOLOGJIK,~E *mb.* Që ka lidhje me me-todologjinë, që i përket metodologjisë, i metodolo-gjisë. *Bazat metodologjike. Parim metodologjik. Ga-bim metodologjik.*
METODOLOGJIKISHT *ndajf. libr.* Nga pikë-pamja metodologjike. *Është bërë (është punuar) drejt metodologjikisht.*
METONIMI,~A . *gjuh., let.* Përdorimi i një fjale a i një shprehjeje në vend të një tjetre, duke u mbësh-tetur në afrinë që kanë sendet e dukuritë në hapësirë a në kohë, në lidhjet e tyre sipas lëndës, sipas funk-sionit etj. (p.sh. “tryezë e pasur” në vend të “gjellë a të njjrëna të shumta”, “u rreshtua klasa e tretë” në vend të “nxënësit e klasës së tretë”, “u nis i tërë fshati” në vend të “fshararët>>, “me hekur e me zjarr” he vend të “me shpatë e me zjarr” etj.); fjala a shprehja e përdorur me kite kuptim; figura letrare që ndër-tohet me këtë mënyrë. *Metonimi gjuhësore (letrare).*
METONIMIK,~E *mb. gjuh., let.* Që ka karak-terin e metonimisë; që ka metonimi. *Shprehje metoni-mike. Kuptim (përdorim) metonimik.*
N(IETOQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* Ndërtesë njëkatëshe, e gjatë dhe e gjerë, që përdoret si stallë për gjënë e gjallë ose si depo për drithë.
iviETRAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *spec.* Gjatësia në metra e diçkaje; sipërfaqja e diçkaje e shprehur në metra katrorë. *Metrazhi i murit (i kanalit). Me' trazhi i shpimit. Film me metrazh të gjatë (të shkurtër). kinem.*
*2. kryes. sh.* Tekstil që tregtohet me meter; dyqani ku bëhet tregtimi i tekstileve. *Metrazhe verore (dime-rore). Metrazhe të leshta (të pambukta, të mëndafshta). Metrazhe për buna (për gra).*
METRIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me metrin si njësi e matjes së gjatësisë, që ka për njësi themelore metrin. *Sistemi metrik* sistemi ndërkombëtar i masave që ka për njësi themelore metrin. *Masë metrike.*
*2. let.* Që ka të bëjë me metrin si masë e vargut. *Varg metrik.*
METRIKË,~A . *let.* Teoria mbi rregullat e ndër-timit të vargjeve dhe të strofave; tërësia e masave tS vargut. *Metrika shqipe. Metrika antike.*
METRO,~JA . *sh.* ~, ~TË. Hekurudhë e nën-dheshme në disa qytete të mëdha. *Stacioni i met rose. Udhëtoi me metro.*
METROPOL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shtet i madh imperialist kundrejt kolonive ose kundrejt vendeye të tjera që i ka pushtuar a i ka vënë nën varësinë e tij. *Metropolet kapitaliste. Metropoli sovjetik.*
MEVLt)D,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fet.* Festë fetare e myslimanëve në përvjetorin e lindjes së Muhametit; historia e lindjes së Muhametit, e cila, e përzier me legjenda dhe e thurur në vargje, këndohet në xhami etj. (në vendet ku vepron feja myslimane). *Nata e mevludit. Këndohej mevludi.*
MEXHITE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Para e argjendtë e kohës së pushtimit osman, e barabartë me njëzet groshë. *Mexhite të bardha. Merrte një çe-rek mexhiteje në ditë.*
MEZAT,~I *m. vjet.* Shitje botërisht e diçkaje, duke ia dhënë atij që paguante me shumë. *E shiti në mezat. Doli në mezat.*
*k* E nxori në mezat *diçka* e nxori në shesh, bëri që ta shohin a ta marrin vesh të gjith^ë.
MEZE,~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe MEZE,~JA . *sh. ~,* ~TË e ~RA, ~RAT. 1. *gjell.* Ushqim i thatë me gjëra të kripura, si qofte, djathë, sallam, mëlçi, ullinj, vezë të ziera, sallatë etj., që shtrohet e hahet gjatë pijes, zakonisht para buke. *Meze e përzier. Një pjatë meze. la shtroi me meze e me raki. Pinte pa meze.*
*2.* Gjella më e mirë, gjellë e shijshme; pjesa më e mirë e më e zgjedhur e një ushqimi, e një pijeje etj. *Mezja e gjellës (e mishit). Mezja e duhanit (e ra-kisë).*
3. Karremi që vihet në grep për të zënë peshkun.
4. *fig. bised.* Pjesa më e mirë e më e zgjedhur e njerëzve. *Mezja e vendit (e shtëpisë, e qytetit). Mezja e rinisë (e burrave).*
5. *fig.* Lezeti, kripa e diçkaje. *Mezja e muhabetit.*
MEZERl,~A . *sh.* ~, ~TË. Gjellëtore ku për-gatiten e tregtohen meze të ndryshme. *U hapën dy mezeri.*
MEZl *ndajf.* 1. Me vështirësi, me shumë mundim. *Mezi mbahej në këmbë. Mezi ecën. Mezi ha. Mezi flet. Mezi e mbaroi (e kreu). Mezi e ka rritur.*
2. Me përpjekje të mëdha, pas shumë përpjekjesh; me në fund. *Mezi ia mbusha mendjen. Mezi e pranoi.Mezi gjeti një vend për të fjetur. Mezi e zuri g)umi.*
3. Pothuajse hiç, gati aspak, shumë pak. *Mezi dëgjohej. Mezi duket (shquhet). Mezi lexohet.*

4. Me padurim. *Mezi e kam pritur këtë ditë.k* Mezi e kam *dike* e dua shumë.

MEZHDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Ledhi i arës, i hendekut etj. *Kullot qengjat mezhdave.*

ME i. I. *ndajf.* 1. Edhe një sasi a masë tjetër, edhe ca; edhe ndonjë njeri a ndonjë gjë tjetër veç këtyre; ende. *A do me bukë? Nuk dua me. A ka me për të ngarkuar? S'ka me. Mos hidh me! Ka gjë me? Do të vijnë më të tjerë? Kaq janë, s'ka me. Nuk nxë me.*

2. Në ndonjë kohë tjetër, edhe ndonjë here tjetër, përsëri; me vonë, pas asaj kohe. *A do të vish me? Ra e s'u ngrit me. Ai s'është me. Nuk rron me* ka vdekur. *Nuk e pashë me. Që atë ditë nuk ka ardhur me. Mos fol me! Kurrë me!* asnjëherë. *Mjaft me!*

II. *pj.* Shërben për të formuar shkallën krahasore e sipërore relative të mbiemrave, shkallën krahasore të ndajfoljeve dhe shprehje ndajfoljore që shënojnë shkallën më të lartë të veprimit a të gjendjes. *Me i mirë. Me i shpejtë. Me i vogël. Me i dituri. më e bukura. Me i shkathëti. Me revolucionari. më të shumtët. Me poshtë. Me afër. Me përpara. Me vonë. Me këtej (me andej). Të kemi me shumë kujdes! E di me së miri* e di shumë mirë, e di aq mirë sa me s'bëhet. *Me së keqi* shumë keq, keq së keqi. *Me së fundi* në fund fare, me në fund, në fund të fundit. *Me së shumti* të shumtën; shumë-shumë. *Me së paku* të paktën, pak së paku. më të *rrallë* shumë rrallë, rrallë e tek.

III. *parafj.* Përdoret së bashku me një emër e për-emër në rasën kallëzore ose me një numëror për të shënuar: 1. Vendin a hapësirën, ku ndodhet dikush a diçka ose ku kryhet një veprim; në. *Iku (mori, i doli) më të djathtë (me të niajtë). I ra më të tatëpjetë (me të përpjetë).*

2. Kohën kur ndodh diçka a kur bëhet një punë; në. *Erdhi më të ngrysur (me të errur, më të perënduar). U nis më të gdhirë. Me prit me pesë pas dite. Me dy të nates u ngrit. më të hyrë të pranverës nisën shirat. Me një shtator hapen shkollat. Deri me sot (deri me njëzet maj).*

3. Mënyrën se si bëhet një punë, si kryhet një veprim a si shfaqet një dukuri; në. *U ngrit (eci, udhëtoi) me këmbë. Rrinte me gjunjë (me bisht). E ngarkoi (e shpuri) me krahë. Ra (u shtri) me kurriz. U thye me dysh* u thye në dy pjesë. *E palosi me katërsh. V ndanë me tresh* u ndanë në tre grupe ose u bënë tie e tre.

4. Mjetin a sendin, me anën e të cilit bëhet një punë ose kryhet një veprim. *hyri me hu* e rrahu me hu.

5. Përdoret me një emër të përsëritur në rasën kallëzore dhe formon më të togfjalësha me kuptim ndaj-foljor, që shënojnë vendin ku kryhet një veprim, kohën kur bëhet ai, mënyrën si bëhet etj. (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Bredh (vrapon, shkon) rrugë me rrugë (breg me breg, kep me kep, shteg me shteg). E kërkoi fshat me fshat (mal me mal)* në çdo fshat (mal). *Futej shtëpi me shtëpi* futej në çdo shtëpi. *Lypte (trokiste) derë me derë. Vjen kohë me kohë* vjen kohë pas kohe; vjen në çdo kohë. *U pane sy me sy. Qesh vesh me vesh* qesh shumë. *Mblidhen kokë me kokë* mblidhen pranë e pranë. *V përhap lajmi gojë me gojë. U ndeshën thikë me thikë. I ujitën rrënjë me*
*rrënjë. I vuri çip me çip. E kapërceu lumin gur me gur. U puthën buzë me buzë. U zunë dorë me dorë.*

6. Përdoret me një emër ose me një përemër në rasën kallëzore në togje të qëndrueshme frazeolo-gjike me kuptime të ndryshme. *E mori me qafë. I ra me qafë. I ra me të. Nuk qenka më të sonte.*

Me vete *shih te* VETE,~JA. Sa s'ka me (sa s'ka ku të vejë me) *shih te* KAM.

ME ii *përem.* 1. Trajtë e shkurtër e përemrit vetor të vetës së parë në numrin njëjës, në rasën dha-nore. *Me duket. Me pëlqen. Me vjen mirë. Me bëri një të mirë. Me gjeti një vend. Me thuaj të vërtetën! Me iku nga mendja. Me hëngri veshët.*

2. Trajtë e shkurtër e përemrit vetor të vetës së parë në numrin njëjës, në rasën kallëzore. *Me pa. Me dëgjoi. Me rmrr malli. Me la vetëm. Me falni!*

3. *bised.* Përdoret para foljeve për të treguar një qëndrim të afërt e dashamirës të folësit për atë, psr të cilën bëhet fjalë (si dhanore etike). *Si me shkon? Si me je? A m'i pe fëmijët? Të m'i bësh të fala nipit!*

*4. përd. pj.* Përdoret para foljeve për t'i dhënë me shumë gjallëri dhe shprehësi ligjërimit. *Me t'u ngrit në këmbë. Me ta bëri copë-copë. Me Via nisi këngës. He, më të lumtë!*

MËDITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor me më-ditje në vendet kapitaliste; argat. *Shfrytëzimi i me-ditësve.*

MËDITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Shpërblimi i përditshëm në para që merr për punën një punëtor në vendet kapitaliste, paga ditore. *Punë me mëditje. Punëtor me mëditje. Ulja e mëditjes.*

MËDYSHAS *ndajf.* Me dy mendje, dyshas. *Ishte mëdyshas.*

MËDYSHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Të qenët me dy mendje, të qenët mëdyshas; të qenët në një gjendje të papërcaktuar qartë — as kështu, as ashtu. *Ishte (mbeti) në mëdyshje. E kishte si me mëdyshje. Pa mëdyshje.*

2. Dyshim. *E pa me mëdyshje. E brente mëdyshja.*

MËDYZAJ *ndajf.* Mëdyshas. *Mbeti mëdyzaj.*

MËDHESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Shtëpi përdhese.

MËGASHTËR,~RA . *sh.* ~RA, —RAT *bot.* Sherbelë.

MËGOJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ngojëz. *vuri (i hoqi) kalit mëgojëzën.*

MËGJE,~U *m. sh.* ~, ~NJTË *krahin.* Kasolle bagëtish. *Mëgje lopësh (kuajsh, delesh).*

MËGJUNJAZI *ndajf.* Gjunjas. *Ra (u ul) mëgju-njazi. Zvarritet mëgjunjazi.*

MËHALLË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Lagje. *Mëhalla e sipërme (e poshtme). Mëhallët e qyteteve (e fshatrave). E mori vesh gjithë mëhalla.*

2. Grumbull i madh, shumicë. *Kishte një mëhallë fëmijë. V bënë një mëhallë njerëzish.*

*k* U befsh një mëhallë! *ur. shih te* BËHEM. MËHORR,~I *m. bot. shih* MUHAR,~I.

MËK *onomat. bised.* S'bëri as gëk as mëk: *shih te* GËK. S'ka as gëk as mëk *shih te* GËK.MËKAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *Jet.* Shkel je e rregullave dhe e porosive fetare, veprim kundër dog-inës dhe rregullave të fesë e të Irishes (sipas paragjy-kimeve fetare). *Quhej mëkat i madh. Ishte mëkat. Bëri mëkat. Ra në mëkat. I falte mëkatet. Lante më-katin. Rrëfenin mëkatet.*

*2. bised.* Shkelja e një rregulli a e diçkaje të ndaluar, faj; veprim i turpshëm a i dënueshëm. *Kishte rnëkatet e veta. Ka ca mëkate të vjetra për të larë.*

3. *bised.* Gjë e keqe, gabim; gjynah. *Sa mëkat! Është mëkat të mos e shfrytëzosh këtë rast. Mëkat që humbi kot ai djalë!*

MËKATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. *fet.* Ai që •:a bërë mëkat a që bën gjithnjë mëkate (sipas paragjykimeve fetare). *Pendesa e mëkatarit.*
*2. bised.* Ai që ka shkelur një rregull a diçka të ndaluar, fajtor; ai që ka bërë një veprim të turpshëm a të dënueshëm.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Njeri më-katar.*
MËKATARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MËKAT AR,~I.
MËKATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes MËKATOJ.
MËKATOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. *Jet.* Shkel rjregullat e porositë fetare, veproj kundër dogmës fetare e kundër rregullave të kishës, bëj mëkat, bie në mëkat (sipas paragjykimeve fetafe).
; 2. *bised.* Shkel një rregull a diçka të ndaluar, bëj faj; bëj një veprim të turpshëm a të dënueshëm.
MËKATSHËM (i), ~ME (e) *mb. fet.* Që të shpie drejt një mëkati a faji, të nxit për të rënë në mëkat; që është mëkat (sipas paragjykimeve fetare). *Mendim (tundim) i mëkatshëm. Dëshirë (ngasje) e mëkatshme. Punë e mëkatshme.*
MËKEQ *kal,* ~A, ~UR. E bëj edhe me keq, e keqësoj. *Ia mëkeqi shëndetin.*
MËKEQ EM *veti>.* 1. Bëhem edhe me keq, bie në një gjendje më të keqe, keqësohem. *Është mëkequr djali. Iu mëkeq plaga.*
*2.* Me ndizet gjaku me shumë; egërsohem shumë, tërbohem; shkalloj. *U. mëkeq nga inati.*
MËKEQUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me keq, i keqësuar. *Në një gjendje të mëkequr.*
2. I egërsuar shumë, i tërbuar; i shkalluar. *Ishte i mëkequr.*
I MËKËMB *ka!.,* ~A, ~UR. 1. Bsj që një fëmijë a! një i sëmurë të ngrihet në këmbë e të ecë vetë. *E mëkëmbi fëmijën. E mëkëmbi të sëmurin.*
*2. fig.* E sjell në gjendje të mirë diçka të dëmtuar trie parë a diçka që ishte në gjendje të keqe, e bëj siç ka qenë më parë a edhe me mirë; përmirësoj gjen-djen ekonomike; ngre, rimëkëmb. *E mëkëmbi shtë-pinë. E mëkëmbëm industrinë (bujqësinë, kooperativën, vendin). I mëkëmbën rrugët e prishura.*
MËKËMBËM *vetv. 1.* Ngrihem me këmbë, filloj të eci me këmbët e mia; e marr veten nga një sëmundje e rëndë ose nga dobësia, forcohem. *U mëkëmb i së-muri (fëmija), U mëkëmbën viçat (qengjat). Sa ishte mëkëmbur.*
*2. fig.* Bëhem siç kam qenë më parë a edhe me mirë;
arrij në një gjendje të mirë ekonomike; ngrihem, rimëkëmbem. *Pas Çlirimit nisi të mëkëmbej. U mëkëmbën fshatrat.* 3. *Pës. e* MËKËMB.
MËKËMBËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që zëven-dëson dike dhe vepron në emër të tij, zëvendës; ai që qeveris një vend në emër të një mbreti. *Mëkëmbës i i tij. Mëkëmbësi i mbretit. U caktua si mëkëmbës.*
2. *dipt. vjet.* Përfaqësues i një shteti në një shtet tjetër; përfaqësues diplomatik.
MËKËMBJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MËKËMB, MËKËMBËM. *Mëkëmbja e të sëmurit. Mëkëmbja e bujqësisë.*
MËKËMBUR (i,e) *mb. 1.* Që është ngritur në këmbë dhe ecën vetë, që e ka marrë veten pas nje sëmundjeje; i rritur.
2. *fig.* Që është bërë siç ka qenë më parë a edhe me mirë; i përmirësuar; i rimëkëmbur. *Ekonomi e mëkëmbur. Shtëpi e mëkëmbur.*
MËKIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MËKOJ, MËKOHEM. *Mëkimi i foshnjës.*
MËKOHEM *vetv.* 1. Marr e përvetësoj vazhdimisht ide, pikëpamje etj. që me ndihmojnë të edukohem, të brumosem a të zhvillohem, ushqehem me to. *Më-kohen me mësimet e Partisë. Mëkohen me ideologjinë marksiste-leniniste.*
*2.* E mbaj a e ushqej veten me mendime, me shpre-sa etj. të kota. *Mëkohej me ëndrra (me përralla, me shpresa të kota).*
3. *Pës. e* MËKOJ.
MËKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Ushqej dike që nuk mund të hajë vetë (një foshnjë, një të sëmurë etj.), koj. *Mëkoj fëmijën (të sëmurin). Mëkoj zogun. Mëkoj me luge. Mëkoj me bukë (me qumësht).*
*2.* I jap sisë foshnjës, ushqej me gji; koj. *Mëkon foshnjën.*
3. *fig.* E ushqej dike vazhdimisht me ide, pikëpamje etj. që e ndihmojnë të edukohet, të brumoset a të zhviilohet. *E mëkon me dashurinë për Atdheun (me ide përparimtare, me ideologjinë e klasës punëtore).*
MËKRAHËZAJ *ndajf.* Në njërin krah, me krah. *Ra mëkrahëzaj. E rrëzoi (e shtriu) përtokë mëkrahëzaj,*
MËKREJSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kreu i arës; rrip toke anës arës që ka mbetur pa lëruar, anie are.
2. Ana e rrobës në krye.
3. *fig.* Dredhi, hile, marifet. MËKRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gur varri. MËLCOHET. *Pës. e* MËLCOJ.
MËLCOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *bised.* \. E bëj diçka të ëmbël, ëmbëlsoj. *E mëlcoi me sheqer.*
*2. fig.* la pakësoj a ia zbut dhembjen, e ëmbëlsoj. *Mëllaga (qepa) ia mëjcoi plagën.*
3. *fig.* Shkoj briskun në rrip për ta bërë shumë të mprehtë që të mos me shkaktojë dhembje kur rru-hem. *Berberi e mëlcoi briskun.*
*4. jokal vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me ther pak diku në trup, me shpon, me sëmbon diku mbyturazi. *Me mël-con në brinjë (në krah).*MËLÇI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *anat.* Organ i brend-shëm i njeriut dhe i disa kafshëve, me ngjyrë të kuqe të mbyllët, që gjendet në anën e djathtë të pjesës së si për më të hapësirës së barlcut, nën diafragmë dhe që kryen funksione të rëndësishme për formimin e gjakut, për prodhimin e lëngut të tëmblit etj., mëlçia e zezë;ky organ i disa kafshëve, që përdoret si ushqim. *Mëlçi qengji (viçi). Mëlçi të pjekura (të skuqura). Sëtnundja e mëlçisë. Gëlbaza e mëlçisë. mjek. Vuan nga mëlçia* vuan nga sëmundja në mëlçi. për *mëlçi ther kaun. fj. u. për* një punë a gjë të vogël, prish një punë a gjë të madhe. *Të ngrënça mëlçinë! mallk.*
2. *bised.* Mushkëri. *Mëlçia e bardhë. la nxori qen-gjit mëlçitë.*
• Mëlçi (zorrë) derrJ *shih te* DERR,~I. Na hëngri mëlçinë na lodhi e na mërziti shumë, nuk e durojmë dot me, na breu. la vari ujkut mëlçitë në qafë *iron, shih.te* VAR. I ka ardhur mëlçia në gryk'j nuk e duron dot me; s'mban dot. E man si qeni mëlçitë (si qeni mishin) *iron, shih te* QEN,~I.
MËLKOHEM *vetv.* 1. Rregullohem me ato që kan:; kënaqem me atë që kam; mjaftohem. *Mëlkohej më të*

*ardhur at që kishte. Me një kile mish u mëlkuan ka-tër vetë.*
2. *Pës. e* MËLKOJ.
MËLKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I hedh një gjelle y:idyrë aq sa duhet, i shtie aq sa mjafton. *Mël-koj gjellën me gjalpë (me vaj).*
2. *jokal. vet. veta HI.* Është mjaft, mjafton. *Me mëlkon buka. Nuk i mëlkojnë paratë.*
MËLMEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. I hedh gjellës yndyrë; lyej bukën me gjalpë etj.; shoqëroj bukën a një gjellë me diçka tjetër; bulmoj. *Mëlmej gjellën. Mëlmej bukën me djathë. Mëlmeje bukën, mos e ha tb.atë!*
MËLMESË,~A. Yndyra që i hidhet gjellës; gjellë a çdo ushqim tjetër që përdoret për të shoqëruar bukën. *Gjellë me (pa) mëlmesë. Bukë e mëlmesë.*
MËLMYER (i,e) *mb.* Që i është shtënë yndyrë; që është Iyer me gjalpë etj, *Gjellë e mëlmyer. Bukë e mëlmyer.*
MËLMYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që përmban yndyrë, i lyrshëm. *Djathë i mëlmyeshëm.*
MËL,LAGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare, me gjethe në trajtë të pëllëmbës, me lule të mëdha me nga pesë petla në ngjyrë trënda-fili ose vjollce të mbyllur, që përdoret në mjekësinë popullore. *Mëllagë e egër. Gjethet (Met) e mëllagës. Lëng (çaj) mëllage.*
• Lule mëllage *bot. shih te* LULE,~JA. Mëllagë uji *bot.* taker.
MËLLAGORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh e vendeve të tigrohta, që i kanë gjethet zakonisht në trajtë të pëllëmbës dhe lulet të mëdha e me pesë petla.
MËLLAGJËR,~RI *m. bot.* Shkurre e viseve mes-dhetare me lëkurë të kuqe, me gjethe përherë të gjel-bra e me lule të bardha në të blertë, që lidh kokrra si ato të mares, por të hidhura; shkopkuqe, shtopje. *Pyje mëllagjri. Qymyr mëllagjri.*
MËLLENJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zooU* Zog i vogël shtegtar nga rendi i harabelave, me pupla të
zeza e të ndritshme, me sqep të verdhë si në ngjyrë portokalli e me këmbë të murrme, që rri zakonisht nëpër ferra e nëpër shkurre; mullizezë. 2. Dhi me qime të zeza.
• Mëllenjë e bardhë *zool.* mullib-rdh8.
MËLLEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre me lëvore të kuqërreme në të murrme, me gjethe të vogla si të shkozës së bardhë, me kokrra si rezhde, që përdoret zakonisht për zjarr.
MËLL£~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Bullungc.
2. *mjek.* Breshkëz. *doli një mëllë në kokë. Iu mbush trupi me mëllënj.*
3. Cope e fort." buke, një cope kore buke, kafshatë e forte. *Një mëllë bukë. I ngeli mëllëri në grykë.*
• Me mbeti mëllë me mbeti peng, me mbeti gozhdë (zakonisht kur nuk arrijmë të bëjmë a të mbarojmë një pur.;).
MËLLËNKSHET *vetv.* Fillon të trashet e të pri-shit (për qumështin); bajatet.
MËLLËNKSHUR (i,e) *mb.* Që ka zënë të trashet e të prishet (për qumështin); bajat. *Qumësht i më-llënkshur.*
MËLLIJAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Mashkulli i mëllenjës.
MËMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gruaja kundrejt fëmijëve të vet; gruaja që ka lindur fëmijë, nënë. *Mëmë e dashur (e dhembshur). Mëmë me shumë fëmijë. Gjiri (qumështi) i mëmës. Gjuha e mëmës, Mëmë e bijë. Mëmë e babe. Vëlla nga memo. U be mëmë* lindi fëmijë.
2. Femra e një kafshe, që ka pjellë të vogël. *Mënta e qengjit.*
3. Mbretëresha e bletëve, matka, amza. *Mizat e bletës shkojnë pas mëmës.*
4. *bised.* Përdoret për të emërtuar vjehrrën në shenjë dashurie e nderimi ose për t'iu drejtuar me dashuri e me nderim njëgruajetë moshuar. *Shkojmë nga me ma! Ulu këtu, mëmë!*
5. *anat.* Ani i gruas ose i femrës së gjitarëve; shtrati i pjellës. *Mëma e fëmijës,*
6. *vet. nj. bot.* Bimë me fare, që luan rolin e femrës në kryqëzimin për të nxjerrë një lloj të ri. *Zgjedhin mëmën.*
7. Vendi ku nis një rrjedhë uji, burim, gurrë, amë. *Mëma e përroit.*
8. *fig.* Bunmi i diçkaje, shkaku i një dukurie ose i diçkaje tjetër, a jo që pjell diçka; zanafillë. *Mëma e fitoreve. Papunësia — mëma e varfërisë. Përtacia është mëma e shumë të këqijave. fj. u.*
9. *fig.* Diçka që qëndron mbi të tjerat (nga vlera, nga rëndësia etj.), ajo që qëndron në krye; ajo q£ është e pare, pas së cilës vijnë të tjerat ose nga e cila varen të tjerat. *Mëma e të gjithave.*
10. *fig.* Diçka shumë e dashur dhe e shtrenjtë. *Mëma jonë, Shqipëria. Ti, mëmë Parti!*
11. *përd. mb. fig.* Që luan rolin e femrës në kryqëzimin për të nxjerrë një lloj të ri. *Bimë (fare, rrënjë) mëmë.*
IT. *përd. mb. fig.* Që është burimi a shkaku i diçkaje, zanafilla e një qenieje a e një dukurie, që T ushqen e na mban gjallë. *Natyra mëmë. Toka r^me-*jl3. *përd. mb. fig.* Që qëndron mbi të tjerat (nga vlera, nga rëndësia etj.); që është krijuar përpara tëI tjerave, që ka ndihmuar për krijimin e të tjerave, e pare, pas së cilës vijnë të tjerat. *Partia rnëmë. Anija mëmë.*
MËMËDHE,~U *m. lart.* Atdhe. *Bijtë e mëmëdheut. Dëshmorët e mëmëdheut. Dashuria (malli) për tnëmë-dheun.*
MËMËDHETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *lart.* At-dtjetar. *Mëmëdhetar i flaktë. Mëmëdhetarë të dashur!*
MËMËLIGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjell.* Gatesë me miell misri, që përgatitet duke ezier daletigadalë nëj ujë të valuar e duke e trazuar deri sa të trashet dhe pastaj përvëlohet zakonisht me gjalpë; përvëlak, bishtalug, kaçamak. *Mëmëligë misri. Mëmëligë me gjqlpë.*
MËMËSI,~A I. *drejt.* Të qenët nënë; njohja e një gruaje si nënë; e drejta e nënës; amësi. *Njohja e mëmësisë.*
*2.* Gjendja e gruas si nënë; ndjenja e nënës, amësi. *Ndjenja e mëmësisë.*
MËMËZ,~A . *sh.* ~A, —AT. 1. *zool.* Matka e jbletëve. *Mëmëza e bletëve.* 2. *përk.* Mëmë. *Mëmëza ime. Mëmëz e dashur.*
MËMËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MËMËZOJ, MËMËZOHET. *Mëmëzim i plotë. Mëmëzimi i vi-çave. Periudha e mëmëzimit.*
2. Mënyrë e të ushqyerit të kafshëve të porsapjella me qumësht. *Mëmëzim natyror (artificial).*
MËMËZOHET *libr. Pës. e* MËMËZOJ.
MËMËZOJ *kai,* —OVA, ~UAR *libr.* 1. Kuj-desem që një kafshë e porsapjellë të ushqehet rregu-llisht me qumësht nga mëma e vet, nga një mëmë tjetër ose në mënyrë artiftëiale. *Mëmëzoj qengjat (ke-cai).*
*2. vet. veto HI.* E ushqen me qumështin e vet (për kafshët). *Lopa mëmëzon viçin.*

MËMËZONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gjyshe.
MEND *kal.,* ~A, ~UR. 1. I jap gji foshnjës (për nënat). *Mend foshnjën.*
2. *vet. veta III.* Ushqen me qumështin e vet, mëmëzon (për kafshët). *Dosa mend gicat.*
3. Vë të voglin e një kafshe të pijë te një kafshë tjetër, kur i ka ngordhur e ëma; shtyj e ndihmoj një qengj, një kec një viç etj. të porsalindur të pijë sisë tek e ëma. *Mend qengjin (kecin). Mend viçin.*
*4. vet. veta III.* Pi gji tek e ëma (për kafshët). *Qengji mëndi delen.*
5. *fig.* Ushqej a mëkoj dike që në moshë të njo-më| me ide a me ndjenja të caktuara, e edukoj dike që në vogëli me një frymë të caktuar. *E mëndi djalin me \ide përparimtare.*
MËNDAFSH,~I *m.* 1. Fije të holla dhe të ndrit-shme që nxirren nga fshikëza e një lloj krimbi dhe që përdoren zakonisht për pëlhura të holla e për endje të tjera. *Mëndafsh natyror. Mëndafsh artificial* fije të holla që nxirren nga celuloza dhe që përdoren për pëlhura etj. *Mëndafsh i punuar (i papunuar). Krimbi i mëndafshit. Fije mëndafshi. Pëlhure mëndafshi. Stof ['tan, shall) mëndafshi. Këmishë (shami) mëndafshi.*
*Perde mëndafshi. Industria e mëndafshit. Vë mëndafsh* rrtt krimba mëndafshi me gjethe mani për të marrë fijet e fshikëzave të tyre. *Tërheq mëndafsh* hedh në ujë të nxehtë fshikëzat dhe u heq fijet duke formuar me to palëza.
2. Pëlhure e punuar me këto fije; *sh.* ~E, ~ET dhe ~RA ~RAT; lloje të ndryshme pëlhurash të tilla. *Fabrika e mëndafshrave. Dyqani i mëndafsheve. I veshur në mëndafsh.*
3. *përd. mb. fig. bised.* Shumë i butë e i lëmuar. *Me flokët mëndafsh. I kishte faqet mëndafsh.*
Gur mëndafshi (liri, I e s h i, pan-b u k u ) *bised. shift te* LESH,~I.
MËNDAFSHPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mjesh-tër që merret me punimin e mëndafshit; ai që punon në industrinë e pëlhurave të mëndafshit. *Reparti i mëndafshpunuesve.*
MËNDAFSHTË (i,e) *mb.* 1. Që është prej mëndafshi; që është bërë me fije mëndafshi. *Pe i mëndaf-shtë. Pëlhure e mëndafshtë. Shami (këmishë) e mën-dafshtë. Rroba (veshje) të mëndafshta.*
2. *fig.* I butë dhe i ndritshëm si mëndafsh, që du-ket si mëndafsh. *Flokë të mëndafshtë. Lëkurë e mëndafshtë.*
MËNDARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Qengj a kec, që mëndet te një dele ose dhi tjetër, sepse i ka ngordhur e ëma ose kjo nuk ka qumësht. *ndau mën-darakët.*
2. Fëmijë që rritet me gjirin e një gruaje tjetër. *U rrit mëndarak ai fëmijë.*
MËNDESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grua që i jep gji një foshnje të huaj deri sa të rritet. *Është rrilur me mëndeshë.*
MËNDET. *Pës. e* MEND.
MËNESË,~A . *bised.* Vonesë. *Erdhi pa mënesë.*
MË'NGË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesa e një veshjeje që mbulon krahun. *Me mëngë të gjata (të shkurtra). Mënga e këmishës (e xhaketës, e palltos). Fustan pa mëngë. Përvesh mëngët. I varen mëngët. E kapi për mënge.*
2. *kryes. sh. krahin.* Këmishë. *Mëngë e bardhë. Mëngë burrash. Mëngë 'me qafore.*
3. Ngarkesë e vogël drush a sendesh të ndryshme sa mund të merret me një krah, krah. *Një mëngë dru.*
4. Pjesë, rrip a degëzim që ndahet nga një e tërë, që del jashtë ose hyn diku; skaj. *Mëngë lumi (përroi). Mëngë deti. gjeogr.* gji deti. *Mëngë take. Mëngë mali. Mënga e fshatit. Në çdo mëngë të vendit.*
•*k* Mëngë në mes të kurrizit diçka e tepërt dhe e pa-nevojshme, barrë e tepërt; diçka që nuk është në vendin e vet. Të kap për mënge të zë e të kujton shpesh për një hua a për diçka tjetër që i ke marrë. Përvesh mëngët (llërët, krahët) *shih te* PËRVESH. I doli kapuç me mëngë *shih te* KAPUÇ, ~I.
MËNGËGJATË *mb.* 1. Që i ka mëngët të gjata. *Këmishë mëngëgjatë.*
2. *si em.* MËNGËGJATË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *tall.* Prift.
MËNGËPËRVESHUR *mb.* 1. Që i ka mëngët të përveshura.
2. *përd. ndajf.* Duke i përveshur mëngët, me mëngëtë përveshura. *Punonin mëngëpërveshur. Doli mëngë-përveshur.*
MËNGËR,~RA , *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Vegël e posaçme për të shtypur ullinjtë për vaj.
2. Enë druri si govatë, që shërben për të shtrydhur në të rnishin.
3. Kopan për të frahur lirin, melicë.
MËNGËSHKURTËR *mb.* Që i ka mëngët të shkur-tra, *Këmishë mëngëshkurtër.*
MËNGOJ *jokal,,* ~OVA, ~UAR. 1. Ngrihem qëmenatë, ngrihem pa zbardhur mire drita; ia nis një pune herët; nxitoj. *Mëngonin për të shkuar në punë. Kush mëngoi, bloi. fj. u.*
*2. ka!.* Nxjerr qëmenatë gjënë e gjallë për kullotë-*Mëngoi bagëtinë shpejt. Mëngo nesët edhe qetë!*
MËNGOJË,~A . *vjet.* Ushqimi që u sigurohej grave të veja pa fëmijë, buka e gojës për to.
MËNGORE,~JA . I. ~E, ~ET. 1. Xhamadan prcj shajaku, prej cohe etj., i stolisur me gajtanë e me fije ari dhe me mëngë të gjata që nuk vishen, po varen prapa krahëve për zbukurim. *Mëngore e qën-disur. Mëngore kadifeje.*
2. Këmishë me mëngë të- gjata e poshtë të gjera. *Mëngore e bardhë. Mëngore burrash (grash). Veshi mëngo ren.*
MËNGJARASH,~E *mb.* 1. Që përdor me shumë dorën a këmbën e majtë në vend të së djathtës. *Njeri mëngjarash. Lojtar mëngjarash.*
2. I ngathët, i plogët. *Lëvizje mëngjarashe. Për-pjekje mëngjarashe. Në mënyrë mëngjarashe.*
3. *iron.* Që hiqet si i majtë në politikë; gjoja i majtë. *Parulla mëngjarashe. Prirje (shfaqje) mëngjarashe. Qëndrime mëngjarashe.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. MËNGJES,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Fillimi i ditës,
koha pak përpara e pas lindjes së diellit; pjesa e parë e ditës, koha që kur gdhihet e deri në mesditë, para-drekja; *kund.* mbrëmje. *Mëngjes i bukur (i kthjellët, i vrenjtur, iftohtë). Mëngjes janari (vere). Era (vesa, mjegulla) e mëngjesit. Drita e mëngjesit. Gjumi i mën-gjesit. Gjimnastika e mëngjesit. Në orën pesë të mëngjesit. Sot (nesër) në mëngjes. Në mëngjes herët (vonë). Nga mëngjesi deri në mbrëmje* gjithë ditën. *Mëngjes për mëngjes* çdo mëngjes. *Ngrihem në mëngjes.*
*2.* Ushqimi që hahet në këtë kohë të ditës; të ngrë-nët në këtë kohë; sillë. *Ha mëngjesin. Pas mëngjesit u ngrit e shkoi.*

+ Në një mëngjes të bukur një ditë në mëngjes, dikur papritur e pakujtuar. Matet me hijen (me diellin) e mëngjesit (e mbrëmjes) *keq.* e vlerëson veten me shumë se sa është në të vërtetë, është mendjemadh, e mburr veten e hënvlerëson të tjerët. U zhduk (humbi, shkriu) si vesa e mëngjesit (si vesa në diell) *shih te* VESË,~A. Dielli duket (shihet) që në mëngjes (që kur lind) . *u. shih te* DIELL,~I. Dita e mirë (moti i mirë) duket që he mëngjes *fj. u.* vlerat, anët e mira të dikujt a të diçkaje duken që në fillim, se si do të jetë dikush a diçka duket që në krye. Ç'pështyn në mëngjes, e lëpinë darkë *shih te* LEPIJ. Lule mëngjesi *bot. shih te* LULE,~JA. Ylli i Mëngjesit *astr. shih tek* YLL,~I i.

MËNGJESOR,~E *mb.* Që lidhet me mëngjesin, që i përket mëngjesit, i mëngjesit; që është si e mën-
gjesit; që bëhet a jepet në mëngjes. *Dielli mëngjesor. Era (freskia) mëngjesore. Ajri (flladi) mëngjesor. Ngri-ca (vesa) mëngjesore.*

MËNGJESORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Gjellë-tore ku njerëzit hanë mëngjesin. *Mëngjesorja e lagjes. Ha në mëngjesore.*

MËNGJËR (l,e) *mb.* 1. I majtë. *Dora (këmba) e mëngjër. Syri (veshi, krahu) i mëngjër. Ana e men-gjër.*

2. I vëngër, vëngosh.

MËNGJI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Mjekime me mënyra e me barna të mjekësisë popullore; prime. 2. Magji.

MËNGJIS *kal.,* ~A, ~UR. Mjekoj me mënyra e me barna të mjekësisë popullore.

MËNGJISEM *vetv.* 1. NIjekohem me mënyra e me barna të mjekësisë popullore.

2. *Pës. e* MËNGJIS.

MËNlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qen i vogël; kone. *Dridhej si mënik.*

MËNISHTE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET *bot.* Shkurre e vogël, me gjethe të imëta e të tulta dhe me lule të merme ngjyrë trëndafili, që rritet në vise të ngrohta, zakonisht nëpër kodra të thata o në gurishte, bedu-nicë. *Lule mënishte. Erë mënishte.*

MËNO *pasth.* Përdoret për të ndjellë bletën që ka ikur.

MEN OJ *jokal,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. Vono-hem. *Pse mënove? E drejta mënon, po nuk harron. fj.u.*

2. *kal.* E bëj të vonohet, e vonoj dike; e lë a e shtyj diçka për me vonë. *Mos me mëno! E mënoi nisjen.*

MËNOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dorëza e thikcs; mëru. *Mënojë druri (kocke).*

MËNUAR *ndajf.* Me vonesë, vonë. *Erdhi mënuar. Hëngri mënuar.*

MËNYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj veprimi a tërësi veprimesh e mjetesh që përdoren për të bërë një punë a për t'ia arritur një qëllimi; forma si e qysh bëhet një punë a kryhet një veprimtari; rregullat që ndiqen për të bërë diçka. *Mënyrë e re (e vjetër). Mënyra e parë (e dytë...). Mënyrë e drejtë (e gabuar). Mënyra të tërthorta (të njohura, të ulëta). Mënyra e qeverimit. Mënyrë e punimit (e përgatitjes, e pro-dhimit, e përpunimit). Mënyrat e luftimit. Mënyra e përdorimit të barnave (të aparatit). Ka disa mënyra. I tregoi mënyrën si bëhej. Përdori lloj-lloj mënyrash. Në ç'mënyrë e bëri (e shqiptoi, e tregoi, e priti, e për-colli) ?*

2. Tërësia e veçorive të sjelljes a të veprimit të njeriut në raste të caktuara ose tërësia e veçorive të jetesës së tij. *Mënyra e sjelljes (e jetesës). Mënyra e të folurit (e të ecurit, e të menduarit). Secili sipas mënyrës së vet.*

3. *gjuh.* Kategori gramatikore e foljes, që shpreh marrëdhëniet ndërmjet asaj që thuhet dhe realitetit nëpërmjet trajtash të veçanta që e japin veprimin a gjendjen si diçka që ndodh a është më të vërtetë, si mundësi, si dëshirë, si urdhër etj.; tërësia e traj-tave të ndryshme që merr folja gjatë zgjedhimit sipas kohës, numrit e vetës. *Mënyra dëftore (lidhore, kush-tore, habitore, dëshirore). Kategoria gramatikore mënyrës.*5. Përdoret me parafjalën në përpara një mbiemri dhe formon më të togfjalësha me kuptim ndajfoljor sipas kuptimit të mbiemrit. *Në mënyri të përzemërt* përzemërsisht. *Në mënyrë shoqërore* shoqërisht. *Në mënyrë të veçantë* veçanërisht. *Në mënyrë rrënjësore* rrënjësisht. *Në mënyrë çnjerëzore. Në mënyrë të hapur* haptazi. *Në mënyrë të hijshme* hijshëm. *Në mënyrë ritmike* ritmikisht. *Në mënyrë revolucionare* si revo-lucicmar. *Në mënyrë ushtarake* ushtarakisht. *Në mënyrë të egër* egërsisht.

Me çdo mënyrë me çdo kusht, medoemos, pa-tjetër. Në asnjë mënyrë kurrsesi. Në ç'mënyrë? si? N4 këtë mënyrë kështu, pra. Në mënyrë që..."përdoret si shprehje lidhëzore në fjalitë e varura qëlli-more; me qëllim që. Mënyrë prodhini *ek.* tërësia e marrëdhënieve në prodhim dhe e forcave prbdhuese në një etapë të caktuar të zhvillimit të shoqërisë.

MËNYROR,~E *mb. gjuh.* 1. Që lidh një fjali të varur, e cila tregon mënyrën e kryerjes së një veprimi me fjalinë drejtuese që shpreh këtë veprim (për li-dhëzat si, siç, ashtu si, ashtu siç, kështu si, sikur, si-kurse etj.).

2. Që lidhet me lidhëza të tilla dhe tregon mënyrën e kryerjes së një veprimi (për fjalitë). *Fjali mënyrore* (p.sh. *"Arti ynë duhet të jetë gjithmonë i ri, i gjallë, i freskët ashtu siç janë vepra dhe jeta e Partisë sonë"* osë "I *bëftë siç të dëshëroftë zemra!").*

MËNJANEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Hiqem mënjanë, bëj mënjanë për t'i lëshuar rrugën dikujt a diçkaje, shmangem.

MËNJANË.I. *ndajf.* 1. Veç nga të tjerët, me vete, ndaras; në një vend veçan nga të tjerët. *Rri mënjanë* rri veçan, i ndarë nga të tjerët. *E thirri mënjanë. I foli mënjanë. Burrat hanin mënjanë. E hoqi mënjanë* e veçoi nga të tjerët.

2. Nga njëra anë, nga njëri krah; në njërën anë, anash. *Me shami mënjanë. Ktheu kokën mënjanë. Bëri mënjanë* i liroi rrugën dikujt a diçkaje. *U tërhoq mënjanë.*

II. *parafj.* 1. Përbri; anash. *Mënjanë fshatit. Mënjanë shtëpisë. Mënjanë tij.*

21 Veçan, veç të tjerëve. *Mënjanë shokëve.*

•*k* Heq (vë) mënjanë *d i ç k a* e ndaj dhe e vë diku për ta kursyer, e ruaj veçan, e vloj. E la mënjanë *dike a diçka* hoqi dorë prej tij a prej saj; nuk merret me me të, nuk kujdeset me për të, e la në ha-rresë, e braktisi. Rri mënjanë nuk përzihet më të tjerët, nuk merr pjesë në një punë me ta; rri larg një ngjar-jeje, një veprimtarie etj. Tërheq mënjanë vetëm për vete ose për njerëzit e vet mendon, nuk shqetësohet për të tjerët. Ma mban kokën mënjanë *shih te* KOKË, ~A. E vuri (e ktheu) festen (kësulën, qeleshen, kapelën, takijen) mënjanë (mbi sy) *shih te* SY,~RI.

MËNJANIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas icuptimeve të foljeve MËNJANOJ, MËNJANO-HEM. *Mënjanimi i të metave^ Mënjanimi i rrezikut (i sulmit).*

MËNJANOHEM *vetv.* 1. Largohem veç nga të tjerët e rri mënjanë; bëj mënjanë, tërhiqem nga njëra anë për t'i lëshuar rrugën dikujt a diçkaje; mënja-nem:- *Mënjanohej nga shokët.*
*2.'Pës, e* MËNJANOJ. *Mënjanohen humbjet.*
MËNJANOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kthej dike
a diçka nga njëra anë ose nga njëri krah. *Mënjanoj kokën nga e majta.*
2. Veçoj dike a diçka nga të tjerët; e heq mënjanë, e lë mënjanë; shmang. *Mënjanoj të sëmurët. E mënjanoi nga shoqëria.*
3. Marr masat e nevojshme për të larguar diçka të keqe a të dëmshme; shmang, largoj. *Mënjanoj rrezikun. Mënjanoj të metat (gabimet). Mënjanoj pengesat.*
MËNJANUAR (i,e) *mb.* 1. Që është hequr mënjanë a është veçuar nga të tjerët.
2. Që u rri larg punëve dhe problemeve të shoqërisë, që nuk merr pjesë aktivisht në to (për njerëzit). *Njeri i mënjanuar. Rron i mënjanuar.*
3. Që ndodhet larg ose jashtë qendrës, që është i veçuar (për sendet etj.). *Fshat i mënjanuar. Shtëpi e mënjanuar. Vend i mënjanuar.*
MËNJË~A. 1. Shi i hollë, vesë shiu. 2. Vesa e mjaltit.
MËNJËZAJ *ndajf.* Vetëm me një fije, me njësh.
MËNJILLE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *fet. vjet.* Agjë-rimi që bënin besimtarët katolikë në disa ditë të ve-çanta; *sh.* tërësia e këtyre ditëve brenda një viti.
MËNJOLLË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Filiz i hollë, që mbin nga fara e mbjellë ose që del në rrëzë të trun-gut të një druri, bitme. *Mënjollë ulliri (fiku, ahu).*
2. Degë e hollë; thupër. *Këput (thyej) një mënjollë. E hollë si mënjollë.*
*3. fig.* Fëmijë a i ri që është shpresa e së ardhmes. *Mënjolla e shtëpisë.*
MËPARSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka qenë përpara diçkaje për të cilën flitet, që ka ndodhur para diçkaje tjetër; që është bërë e ka qenë herën e fundit. *Mbledhja e mëparshme. Në numrin e mëparshëm të gazetës. Mësuesja e mëparshme. Vendimi (urdhri) i mëparshëm.*
2. Që i përket një kohe të kaluar, që ka qenë me përpara, i kaluar; që ka pasur me pare, i hershëm; i dikuxshëm. *Kohërat e mëparshme. Regjimet (qeveritë) e mëparshme. Veprimtaria e mëparshme e dikujt* e kaluara e një njeriu. *Shkrintet e Mëparshme. Brezat e mëparshëm, Luftërat e mëparshme. Veshjet (zakonet) e mëparshme. Në trajtën e mëparshme.*
MËPASSHËM (I), ~ME (e) *mb.* Që vjen me pas, i mëpastajshëm. *Në vitet e mëpasshme.*
MËPASTAJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka ndodhur me pas, që është bërë pas diçkaje tjetër; që është bërë me vonë. *Ngjarjet e mëpastajshme. Zbu-limet e mëpastajshme. Shkrimet e mëpastajshme.*
*2.* Që ka ardhur me pas, që është dukur pas të tjerëve, që është shfaqur me vonë. *Shkrimtarët e mëpastajshëm. Studiuesit e mëpastajshëm. Ditët e mëpastajshme.*
MËQAKEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Mundohem të bëj diçka, bëj përpjekje për diçka, bëj çmos. *Më-qaket ta bindë.*
MËQIK,-U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Drugë, sovajkë. *Mëqik për makinë qepëse. Mëqik vegjësh. 1 shpejtë si mëqiku.*
MËRÇ,~I *nt. sh.* ~E, ~ET. Kaito.MËRDHAC,~E mi. Që e ndieo shpejt të ftohtit, që mërdhin shutnë. *Fimijë mërdhac.*
MËRDHACAN,~E *mb.* Mërdhac.
MËRDHAS *jokal.,* ~ITA, ~ITUR. Mërdhij. *Mërdhas shumë. Me mërdhasin këmbit.*
MËRDHfJ *jokal.,* ~VA, ~RE. Ndiej të ftohtë, kam të ftohtë; ngrij nga të ftohtit. *Mërdhiu natën. A ntërdhive mbrëntë? Me mërdhijnë duart.*
MËRDHEZEM *vetv.,* ~A ("), ~UR *bised.* Sku-qem në fytyrë nga turpi a nga zemërimi, ndizem, bëhem flake. *Iu mërdhezën faqet. I mërdhezet fytyra.*
MËREHEM *vetv.* 1. Habitem, çuditem. 2. *Pës. e* MËREJ.
MËREJ *kal,* ~EVA, ~YER. 1. Marr mësysh, e ha mësysh (sipas besimeve të kota). 2. Habit, çudit. *Mëreu dynjanë.*
MËRGATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *përmb.* Nje-rëzit e mërguar në dhe të huaj, mërgitntarët. *Mërgala shqiptare e Misirit.*
MËRGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MËRGOJ, MËRGOHEM. *Vuajtjet e mërgimit. Rruga e ntërgimit. Në ditët e mërgimit.*
2. Vend i huaj jashtë atdheut ku është mërguar dikush, dheu i huaj. *Jetoi (vdiq) në mërgim. Ikën (shkuan) në mërgim. U kthye nga mërgimi.*
3. *drejt.* Dënim që i jepet dikujt, duke e detyruar të largohet nga atdheu i vet e të vendoset në një vend të huaj përkohësisht a përgjithmonë, i ndaluar të vijë në at dhe. *Mërgim i përkohshëm (i përjetshëm). E dënuan me mërgim.*
*4. vjel.* Largim; *kund.* afrim. *Sillte mërgim.*
MËRGIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I mërguar. *Kthimi i mërgimlarëve. Malli i mërgimtarëve. Shoqëritë e mërgimtarëve.*
MËRGOHEM *vetv.* 1. Largohem nga atdheu im për shkaqe politike, ekonomike etj. dhe vendosem përkohësisht a përgjithmonë në një vend të huaj, tmigroj. *U mërgua në një vend të huaj. Mërgoftë në dhe të huaj\ mallk.*
*2.* Largohem nga një vend e shkoj gjetkë. *U mër~ gua nga shtëpia (nga fshati).*
3. *fig.* lki nga diçka, i largohem a i shmangem diç-kaje. *Mërgohem nga e liga (nga e keqja).*
*4. vet. veto III fig.* Largohet, ikën, nuk kthehet me. *Iu mërgua gjumi.*
MËRGOJ *kal.,* ~OVA, ~ÇAR. 1. E dëboj dike jashtë atdheut të vet, e detyroj të shkojë e të jetojë në mërgim; e dënoj me mërgim. *E mërguan me force. E mërguan jashtë kufirit.*
2. *jokal.* Mërgohem. *Mërgoi në dhe të huaj.*
3. *fig.* Largoj, heq diçka që me shqetëson, përzë. *Mërgoj mendimet e këqia.*
4. *jokal. vet. veto HI.* Shtegton (për shpendët). *Mërguan zogjtë.*
MËRGCAR,~I (I) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që ka qenë i detyruar të lërë atdheun e vet dhe të shkojë e të jetojë në mërgim, ai që është larguar nga atdheu i vet për shkaqe politike, ekonomike etj. dhe është vendosur përkohësisht a përgjithmonë në një vend
të huaj; mërgimtar, emigrant *mërguar politik. Vuaj. tjet e të mërguarte. Jetoi midis të mërguar ve.*
MËRGUAR (i,e) *mb.* Që është dëbuar jashtë atdheut të vet, që është detyruar të shkojë e të jetojë në mërgim; që ka marrë rrugën e mërgimit, që është mërguar. *Njeri i mërguar.*
MËRGUAR *ndajf.* Në mërgim, larg atdheut
MËRI,~A. *sh.* ~, ~TË. Inat e zemërim që kemi me një tjetër për arsye të ndryshme (sidomos pas ndonjë

grindjeje), urrejtje për dike; armiqësi. *Mëri të vjetra. Lufta kundër thashethemeve e ntërive. E kishte mëri* e kishte inat, e urrente. *mbante mëri* ishte zemëruar me të, nuk i fliste me gojë. *Ishte në mëri me të. Nxiste mërinë ndërmjet dy familjeve.*

MERfHEM *vetv.* 1. Me lind mëria kundër dikujt, i mbaj mëri e nuk i flas me gojë; mbushem me mëri kundër diçkaje.

2. *Pës. e* MËRIJ.

MËRfJ *kal.,* ~TA, ~TUR. 1. E kam m5ri dike a diçka, e urrej. *Mërij çdo gjë të keqe.*

2. E fut në mëri dike me një tjetër. *E mëriti më të tjerët.*

MËRISHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që përmban mëri, që bëhet me mëri. *Shikim i mërishëm.*

2. Që është për t'u pasur mëri, që duhet urryer, i urrej tshëm.

MËRlSHËM *ndajf.* Me mëri, me zemërim të madh, me urrejtje. *Vështronte mërishëm. Shfreu mërishëm.*

MËRfTUR (i,e) *mb.* Që i mban mëri dikujt, i zemëruar. *I shin të mëritur.*

MËRKËMB *kal,* ~A, ~UR. E pengoj dike në këmbë. *E mërkëmbi një rrënjë.*

MERKËMBEM *vetv.* 1. Pengohem. *U mërkëmb në një ferrë.* 2. *Pës. e* MËRKËMB.

MËRKOSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Burri që dergjej në shtrat si lehonë dhe priste e përcillte njerëzit që vinin për të uruar, kur i lindte gruaja.

MËRKURË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Dita e tretë e javës që vjen pas së martës. *Të mërkurën në mëngjes (në mbrëmje). Pret të ntërkurave* pret çdo të mërkurë. *Duku nga e mërkura!*

MËRLAQEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Ha me uri të madhe, ha si i ziosur.

MËRMËRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* MUR-MURIMË,~A.

MËRMËRIT (MËRMËRIS) *jokal,* ~A, ~UR. iM MURMURIT.

MËRMËRITËS,~E *mb. shih* MURMURITËS,~E.

MËRMËRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. *shih* MUR-MURITJE,~A.

MERQINJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Ferrë-kuqe, drizë. 2. *krahin.* Hide, xinxife.

MËRSEJ *kal,* ~EVA, ~YER *bised.* E tnbaroj diçka, e përfundoj, e kryej. *E mërseu punën.*

MËRSfNË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shki'gjethe të vogla, të forta, me majë të mprehtë e për-herë të gjelbra dhe me lule të bardha, nga degët e së! cilës kullon një lëng me erë të"mirë. *Kokrra mërsine. Erë mërsine.* • Mërslnë mall rrush thëllëze.

MIIRSHË,~A. 1. Kufomë njeriu a kafshë e ngor-dhur e pagroposur, që mban erë të qelbur; cope mishi që mban erë të keqe; kërmë. *Mërshë qensh. Bie erë mërshë.*

2. Pjesë e mishrave të njeriut, e cila është dobësuar shumë dhe varet e duket si e qullët. *varej mërsha e duarve (e këmbëve).*

MËRSHINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrëshiq, ka-cek. *Mërshine vere.*

MËRTEK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Tra i hollë, gër-shërëz. *Mërtekët e çatisë.*

MËRTIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Ricin.

MËRTIS *kal.,* ~A, ~UR. I hedh diçkaje një mbulesë të hollë përsipër, mbuloj. *Mërtis fytyrën.*

jMËRTISEM *vetv.* 1. Mbuloj fytyrën me perçe (për grate); mbulohem në fytyrë me diçka. *U mërtis niisja me duvak. Ishte mërtisur në zi.*

2. *Pës. e* MËRTIS.

MËRU,~RI *m. sh.* ~RË, ~RËT. Dorëza e thikës ose e briskut. *Mëru kocke (druri).*

MËRUNË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool* Skort i zi.

MËRZEJ *jokal.,* ~EVA, ~YER. 1. *vet. veta HI.* Rri e pushon në hije në kohën e vapës, kalon vapën (për bagëtinë). *Po mërzejnë dhentë. Ku mërzen cjapi me zile…*

2. *kal.* Çoj bagëtinë në një vend me hije që të ka-lojë vapën. *Ku do t'i mërzejnë dhitë?*

3. *fig. mospërf.* Rri në një vend pa punuar; e shkoj kohën kot pa bërë asgjë. *Mërzenin në diell (në një shullë) tërë ditën.*

MËRZf,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Humbja e durimit dhe lodhja shpirtërore që ndiejmë kur jemi pa punë e s'dimë ç'të bëjmë, kur presim shumë, kur dëgjqjmë a shohim të njëjtat gjëra etj.; shqetësim e bezdi që na sjell një njeri i padëshirueshëm, diçka e pakëndshme ose që përsëritet yazhdimisht e s'na tërheq me etj. *Mërzi e madhe. Ndiej mërzi. I hoqi (i largoi) mërzinë. Rri me mërzi* rri i mërzitur. *hipi mërzia* u mërzit. *shkaktoi mërzi* e mërziti.

2. Mungesë dëshire, përtesë; bezdi. *E ka me mërzi një punë* e bën me përtesë, e bën pa qejf, ia përton.

MËRZIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. *1.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes MËRZEJ. *Mër-zimi i bagëtive. Koha e mërzimit. Vathë mërzimi. Jane në mërzim.*

2, Vendi ku kalojnë vapën bagëtia, mriz. *Mërzim ifreskët. Shpie bagëtinë në mërzim.*

MËRZIT (MËRZfS) *kal.,* ~A, ~UR. I shkaktoj mërzi dikujt, i jap mërzi. *E mërziti me pyetje (mefjalë, me kërkesa). Na mërziti ditë për ditë. Të mërzit shpirtin!*

MËRZITEM *vetv-* I. Ndiej mërzi, kam mërzi, me vjen merzi. *U mërzit shumë. Mërzitet vetëm në shtëpi (pa punë, rrugëve). Pse mërzitesh? Mos u mërzitnil Nuk mërzitet fare* nuk bëhet fare merak, nuk i bëhet vonë, nuk shqetësohet.

2. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Bëhem i padurueshëm për dike, aq sa të mos dojë të me shohë me sy, nuk me do a smë duron dot, s'më pëlqen me. *Mos i është mërzitur? Na është mërzitur ai njeri. M'u mërzit ajo gjellë.*

3. *Pës. e* MËRZIT.

MËRZITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MËRZIT, MËRZITEM.

2. Mërzi. *Ndiej mërzitje. I hipi një mërzitje e madhe. I heq mërzitjen.*

MËRZITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që të shkakton a të jep mërzi, që të mërzit; që nuk ka ndonjë gjë tër-heqëse e mezi kalohet; i bezdisshëm. *Njeri i mërzit-shëm. Punë e mërzitshme. Vend i mërzitshëm. Lojë e mërzitshme. Libër i mërzitshëm. Bisedë e mërzitshme. Ditë të mërzitshme. V be i mërzitshëm.*

MËRZITSHËM *ndajf.* Me mërzi. *Rrinte mërzitshëm. Foli mërzitshëm. Punonte mërzitshëm.*

MËRZITUR (i,e) *mb.* 1. Që është mërzitur, që ndien mërzi. *Është i mërzitur. Duket i mërzitur. Iku i mërzitur. Pse rri i mërzitur ?*

2. I mërzitshëm.

MËRRUDHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Rrudhem në fytyrë. 2. Mblidhem, rrudhem.

MËSA *lidh. bised.* I. Aqsa, sa. *Mesa ndahet mishi nga thoi, aq ndahet edhe ai nga i biri. Mesa di ti që nuk ishe aty, aq di edhe unë,*
2. *krahin.* Në kohën që..., gjatë kohës që..., kur, ndërsa. *Mesa po hante bukë, ra dera.*
MËSALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. edhe *etnogr.* Cope prej pëlhure, zakonisht me katrorë dhe e prerë si shami e madhe, që e vënë përpara si futë ose në pre-hër të ftuarit në dasmë etj. kur hanë bukë; futë, për-parëse; cope e tillë qs përdoret si peshqir. *Mësallat e dasmës. Me mësallë përpara. Fshiu duart me mësallë.*
*2.* Mbulesë tryeze prej pëlhure të trashë e zakonisht me qëndisje, cilore. *Mësallë e bardhë. Shtroj mësallën. E mbuloi me mësallë.*
3. Tryeza e bukës; sofra. *Në krye të mësallës. U shtruan (u ulën) në mësallë.*
4. *fig. bised.* Darkë; gosti. *bëri një mësallë* i shtroi një darkë.
5. Nape djathi a gjize, kulluese. *Mësalla e djathit. •k* Mësallë me dy faqe njeri që për të mbrojtur
interesat e veta ndëfron qëndrim e pikëpamje, njeri që ndryshe ffet e ndryshe vepron, njeri me dy fytyra.
MËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MËSOJ, MËSOHEM. *Mësimi i notit (i biçikletës). Mësimi i Vjershës përmendsh.*
2. Puna e organizuar dhe e rregullt që bën mësuesi në shkollë, sipas një programi të caktuar, për for-mimin e gjithanshëm të nxënësve, për t'i pajisur ftta me arsim dhe edukatë, duke përdorur metoda të p£r-shtatshme për moshën e tyre; puna që bën mësuesi në klasë gjatë një kohe të caktuar për t'u shpjeguar nxënësve një lëndë të veçantë dhe përpjekjet që bëjnë nxënësit për të përvetësuar njohurhë e nevojshme, për të zotëruar një mjeshtëri, një proces pune etj.; ora, gjatë së cilës zhvillohet një punë e tillë. *Mësim teorik (praktik). Mësim i hapur. Metoda e mësimit.Qëllimi i mësimit. Ora e mësimit. Programi (plani) i mësimit. Zhvillon (shpjegon) mësimin. Jep (bën) më-sim. Është në mësim. Nuk e pranoi në mësim. Qëndruan pas mësimit.*
3. Lënda ose një pjesë e saj që jepet në një ore në shkollë a në kurs; pjesë nga libri që jepet për t'u mësuar. *Mësim i lehtë (i vështirë). Mësimi i parë (i dytë) i gjuhës. Mësimi i historisë (i gjeografi.se, i bo-tanikës, i kimisë). Mësimi i punës prodhuese. Mësim ushtarak. E kishte mësuar mirë mësimin. Përsërit mësimet.*
4. *vet. sh.* Tërësia e lëndëve të ndryshme mësimore që jepen në shkollë, ç'përmban programi mësimor i shkollës, arsirn; viti shkollor; shkollë. *Mësimet e shkollës tetëvjeçare. Mbaroi mësimet e larta. Dallohet në mësime. Shkon mirë (keq) me mësime. Mësimet fillojnë në shtator. Mbaruan mësimet.*
5. *kryes. sh.* Tërësia e diturive dhe e përvojës the-melore e të vlefshme të dikujt, të cilat na tregojnë rrugën që duhet të ndjekim në veprimtarinë tone, na ndihmojnë për të punuar drejt në një fushë të cak-tuar etj.; këshillë a porosi që na ndihmon si të sillemi e të veprojmë, që vlen për jetën; udhëzim. *Mësime të çmueshme (të vlefshme). Mësimet e Partisë e të shokut Enver. Mësimet e marksizëm-leninizmit. Mësimet e Leninit. Mësimet e Kongresit VII të PPSh. Në dritën e këtyre mësimeve…*
6. Përvoja që fiton dikush nga një gabim, përfi-timi që nxjerr nga një pësim; ç'mësojmë nga ngjarjet e së kaluarës. *Mësim nga e kaluara. Mësimet e historisë. Le t'u shërbejë si mësim. Pësimi të bëhet mësim. I dlia një mësim të mirë* e ndëshkoi a e qortoi si duhet që të vërë mend. *Mori një mësim të mirë* mori dëni-min a qortimin siç e meritonte, që do t'i shërbejë për të vënë mend; psrfitoi si duhet nga një pësim.
MËSXMDHËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që jep mësim, mësues, arsimtar. *Mësuesi është mësimdhënës dhe edukator.*
MËSIMDHËNËS,~E *mb.* 1. Që jep mësim; mësimor. *Forcat mësimdhënëse.*
*1.* Qe të meson, didaktik; që të edukon, edukues. *Tregim mësimdhënës.*
MËSIMOHENËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MË3IMDHËNËS,~I. *Mësimdhënëse në shkollën tetëvjeçare.*
MËSIMDHËNIE,~A . *libr.* Dhënia e mësimit në shkollë, në një kurs etj. *Metodat e mësimdhënies. Cilësia e mësimdhënies. Puna e mësimdhënies.*
MËSIMOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me mësimin ose me dhënien e mësimit; që i përket mësimit, i mësimit; që merret me mësimin dhe me dhënien e tij. *Plant (programi, procesi) mësimor. Puna (praktika) mësimore. Viti mësimor. Ngarkesa mësimore. Lënda mësimore. Dega mësimore.*
2. Që bëhet ose që përdoret për të mësuar, që shër-ben si mjet për të mësuar. *Mjete mësimore. Tekstet mësimore. Fishek mësimor. usht. Predhë mësimore. usht. Makinë mësimore. Punishtet mësimore. Kopshti mësimor. Stërvitje mësimore. Shëtitje mësimore.*
3. Që jep mësim, mësimdhënës. *Trupi (personeli, kuadri, kolektivi) mësimor. Punonjësit mësimore.*
MËSIPËRM (i), ~E (e) *mb.* 1. Që ndodhet pak me sipër se dikush a se diçka tjetër. *Kati i mësipërm. Shtresa e mësipërme. Pjesa e mësipërme.*
2. Që është përmendur pak me lart në një vepër të shkruar, përpara diçkaje tjetër, i lartpermendur. *Shembulli i mësipërm. Të dhënat e mësipërme. Kër-kesa e mësipërme. Detyrat e mësipërme.*
MËSOHEM *vetv.* 1. Fitoj shprehi e zakone të reja në një mjedis a në një shoqëri të caktuar; u përshta-tem kushteve e rrethanave të jetesës a të punës në një vend të caktuar, familjarizohem me diçka; me bëhet diçka e zakonshme, me bëhet shprehi. *Mësohem me klimën (me të ftohtët). Mësohem me punën e re. Mësohent me zakonet e vendit. Mësohem në errësirë. Nuk jam mësuar të rri pa punë. U mësuam me njëri-tjetrin. V mësova këtu. Është mësuar në pup la (me Vezë në tigan). mospërf. Kush është mësuar, s'ka të pushuar. fj. u.*
*2. Pavet. e* MËSOJ 9. *Shkolla është vendi ku më-sohet e punohet. Nuk mësohet vetëm në shkollë, po edhs në jetë.*
MËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I jap dikujt arsim e edukatë ose njohuri nga një fushë e dijes në-përmjet mësimit sipas një programi të caktuar; i jap mësim dikujt, jam mësuesi i dikujt. *Mësoi nxënësit. U mësoi teorinë marksiste-leniniste (ligjet e mekanikës...).*
2. edhe *jokal.* Marr njohuri, përvetësoj dije nga një fushë e calttuar, studioj një lëndë mësimore etj.; nxë. *Mësoj mësimet. Mësoj filozofinë marksiste-leniniste. Mësoj fizikën. Mësoj një vjershë përmendsh. Kishte mësuar shumë mirë. Shkojnë në shkollë për të mësuar. Sa të rrosh, do të mësosh. fj. u. Të mësojmë duke punuar dhe të punojmë duke mësuar. fj. u.*

3. *jokal.* Ndjek mësimet, jam nxënës në një shkollë a në një kurs; synoj të pajisem me njohuri për diçka. *Meson në shkollë (në kurs, në universitet). Meson për elektricist (për muzikë).*
4. Ndihmoj dike nëpërmjet ushtrimeve e mësimeve që të fitojë shprehi për të b;rë një punë të caktuar; stërvit një kafshë për ta bërë të aftë të kryejë veprime sipas dëshirës së njeriut; ushtroj dorën, gish-tat etj. për të bërë veprime të caktuara; stërvit. *E ka mësuar të ngasë makinën. Meson dorën për vizatim. Mësoj veshin për të dalluar tingujt. Meson kafshët në një cirk. Meson qenin për gjah. I mësoi biçikletën (notinj të birit.*
5. Bëj psrpjekje për të fituar shprehi për punë a për të bërë veprime të caktuara, përpiqem të përve-tësoj a të zotëroj njs mjeshtëri, një detyrë etj.; stër-vitem në diçka, ushtrohem me diçka, nxë mënyrën se si të përdor diçka a të bëj një punë. *Mësoj një za-nat. Mësoj të përdor një aparat. Mësoj përdorimin e armëve. Mësoj biçikletën (notin). S'meson kali re-van në pleqëri. fj. u.*
6. Këshilloj dike se si duhet të sillet e të veprojë; i tregoj rrugën që duhet të ndjekë, e udhëzoj; e edu-koj. *Partia na meson të jemi të thjeshtë. Si me meson të bëj? E meson mirë. E ke mësuar keq. U be veza të mësojë pulën! iron.*
7. *jokal.* Vë mend, fitoj përvojë nga një pësim; përfitoj nga përvoja e dikujt a nga diçka, marr mësim. *Mësoi nga pësimi (nga gabimzt). Mësova shumë prej tij.*
8. I tregoj dikujt se ku ndodhet diçka a se ç'ka ndodhur. *mësoi të rejat e ditës. Hajde, baba, të të mësoj arat.'fj. u. iron.*
9. Marr njoftim për diçka, marr vesh; dëgjoj.*Mësova një lajm (diçka të re). Mësova se do të vijë nesër. I mësuam të gjitha sa na shkruanit.*
10. Zbuloj, gjej. *Mësuan një të fshehtë. la mësoi hilenë (marifetin) kësaj pune.*
lilËSONJËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Shkollë. *Mësonjëtoret e para shqipe.*
MËSUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka marrë arsimin e ne-vojshëm, i shkolluar; që di shumë, i ditur. *Njeri i mësuar.*
2. Që është përyetësuar gjatë jctës, jo i lindur. *Zakon i mësuar. Është diçka e mësuar.*
3. Që është mësuar të bëjë veprime sipas dëshirës sc njeriut, i stërvitur (për kafshët). *Kale (gen) i mësuar.*
4. Që është ushtruar në diçka, që ka fituar shprehitë e nevojshme, i stërvitur. *Sy i mësuar. Dorë e mësuar.*
NJËSCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. Ai që jep mësim në një shkollë tetëvjeçare a të mesme; arsimtar; më-simdhënës. *Mësues i ri (i vjetër). Mësues i dalluar. Mësuesi kujdestar. Mësues i Popullit (i merituar). Mësuesi* i *gjuhës (i historisë, i kimisë, i vizatimit, i këngës, i edukatës fizike). Mësuesi i punës me dru (i punës me metal). Ditari i mësuesit. Dhoma e me-suesve. Shtëpia e mësuesit. Dita e Mësuesit. E emëruan mësues.*
2. Ai që shquhet në një fushë të caktuar të dijes a të veprimtarisë shoqërore, ndikon tek të tjerët dhe merret si shembull për t'u ndjekur; udhëheqës, edu-kator; udhërrëfyes. *Mësues gjenial. Mësues i prole-tariatit. Mësuesi i madh e i pagabueshëm popull. Udhëheqësi dhe mësuesi ynë i dashur, shoku Enver Hoxha.*
MËSCESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MË-SUES,~I. *Mësuese e dalluar. Mësuesja kujdestare. Mësuese vullnetare. Mësuesja jonë.*
MËSUESI,~A Veprimtaria dhe puna që bën mësuesi; të qenët mësues; koha gjatë së cilës punon dikush si mësues. *Detyra e mësuesisë. Fakultetet (degët) e mësuesisë. Viti i parë i mësuesisë. Kujtimet e mësuesisë. Gjatë mësuesisë.*
MËSUKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tokmak prej druri që përdoret për të rrahur dredhën kur krehim leshin a pambukun me krehër.
2. Çomange, topuz.
3. Kërrabë.
MËSYHEM. *Pës. e* MËSYJ.
MËSYJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. *usht.* Hidhem në sulm kundër armikut, bëj mësymje. *Mësyj armikun. E mësynë befasisht. Mësyjnë si luanë.*
*2. fig.* E sulmoj dike a diçka me fjalë, me qortime, me vërejtje etj.; i sulem dikujt, i turrem. *E mësynë të gjithë, s'i lane gjë pa thënë.*
3. Shkoj diku papritur; shkoj te dikush për t'i kërkuar ndihmë a për të bujtur, i vete në derë dikujt për diçka, i zë derën. *la mësynë dy të panjohur në shtëpi. la mësyu fqinjit për një hall.*
MËSYMËS,~E *mb. usht.* 1. Që bëhet për të shpar-talluar e asgjësuar armikun plotësisht me beteja të njëpasnjëshme, që bëhet si mësymje. *Luftim (ope-racion) mësymës. Luftë mësymëse.*
*2.* Që mësyn, që merr pjesë në mësymje, sulmues. *Forcat mësymëse.*
MËSYMJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi
sipas kuptimcve të foljeve MËSYJ, MËSYHEM.
2. *usht.* Veprim luftarak që kryhet me forca të më-dha, të cilat hidhen në sulm e shkojnë përpara, duke shpartalluar e asgjësuar armikun me luftime e me beteja të njëpasnjëshme. *Mësymje e përgjithshms. Fi-lluan mësymjen. Kaluan (u hodhën) në mësymje.*
MËSYSH *ndajf.* E morën mësysh *dike* e sëmurën ose e dëmtuan, duke e parë me sy të keq (sipas besë-tytnive). Ra mësysh nuk i shkon mbarë diçka, scpse dikush e pa me sy të keq (sipas besëtytnive).
MËSHENJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj të
duket a të dallohet mirë, e shquaj mire; i vë gishtin, e zgjedh ndërmjet të tjerëve, e vë në shenjë.
MËSHERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dorëz djathi; rrotull djathi. *Mështere djathi.*
MËSHIM,~I *nt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MËSHOJ, MËSHOHET.
MËSHIRË,~A . 1. Ndjenjë e thellë dhembshurie e keqardhjeje për një njeri të mjerë a fatkeq dhe dë-shira për t'i ndihmuar atij. *Ndjeu mëshirë për të.*
*2.* Dëshira a prirja e dikujt, që nga dhembshuria e butësia shpirtërore përpiqet t'ia falë a t'ia zbutë fajin a gabimin një tjetri, të bëjë lëshime etj. *Kërkol mëshirë. Tregoi mëshirë për dike. S'ka mëshirë për armikun! Ishin në mëshirën e tij.*
3. Me parafjalën pa formon një shprehje ndajfol-jore, me kuptimin "rreptë, ashpër, keqas, egërsisht, mizorisht". *E rrahu pa mëshirë. Shfrytëzoheshin pa mëshirë.*
E la në mëshirë të fatit *dike a diçka* e la jashtë, në rrugë të madhe; e braktisi pa treguar asnjë kujdes për të.
MËSHIRËM4DH,~E *mb. lart.* 1. Që ndien mëshirë të madhe për dike, që ka shumë mëshirë për të tjerët, mëshirëplotë. *Njeri mëshirëmadh.*
*2. si em.* ~, ~I m. *fet. vjet.* Zoti.
MËSHIRËPLOTË *mb. lart.* Mëshirëmadh. *Zemër Mëshirëplotë. Me sy mëshirëplotë.*
MËSHIRË5HUMË *mb.* Mëshirëmadh.

MËSHIRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MËSHIROJ, MËSHIROHEM. 2. Mëshirë. *E pa si me mëshirim. Nuk ka mëshirim.* MËSHIROHEM. *Pës. e* MËSHIROJ.

MËSHIROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Kam mëshirë për dike dhe përpiqem ta ndihmoj a t'ia lehtësoj vuaj-tjet; fa); fal me zemërbutësi dike që ka bërë ndonjë faj a gabim, përdëllej.

MËSHIRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që e ka shpir-tin të butë e të dhembshur, e ndien mëshirë për të tjerët, që i mëshiron të tjerët; i dhembshur. *Njeri i mëshirshëm.*

2. Që bëhet me mëshirë, tepër i butë, jo i rreptë sa duhet. *Dënim i mëshirshëm.*

MËSHIRUES,~E *mb.* Që ka mëshirë; që shpreh mëshirë. *Vështrim mëshirues. Me sy mëshirues. Me zë mëshirues. Me fjalë mëshiruese.*

MËSHKENJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kërmë, coftinë.

MËSHOHET. *Pës. e* MËSHOJ.MËSHOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *bised.* 1. Mbcshtët diku dorën, këmbën etj. dhe e shtyp vendin me të, i jap me force diçkaje. *mëshoi këmbës mbi dyshtme. I mëshoj gazit të makinës. I mëshoi gishtit.*

2. *jokal.* Rëndoj mbi diçka a mbi dike me tërë pe-shën; edhe *fig.* rëndoj. *Mëshoi mbi dërrasat. Mëshuan mbi barken nga njëra anë. I mëshoi ajo fjalë.*

3. I bie me fores dikujt a diçkaje, e godas (edhe *fig.), I mëshoi derës. I mëshoi një grusht kokës. U mëshoi çizmeve me kamxhik. I mëshoi rëndë.*

4. E përdor një vegël a mjet pune me tërë forcat, e lëviz a e përdor më të shpejtë, i jap më të gjitha fu-qitë. *mëshoi kazntës (locates). I mëshoi kalemit (penes). U mëshoi rremavet.*

5. I jap me force, ngre me lart (p;r zërin); *fig.* thek-soj me force. *mëshoi zërit. V mëshoi fjalëve. U mëshuan tej mase dobësive të romanit.*

*6. bised.* Ha diçka me uri e në sasi të mad he; pi diçka me etje e në sasi të madhe; ha a pi diçka me tepri. *mëshoi bukës (mishit). I mëshoi rakisë.*

7. *jokal.* Anoj, prirem nga njëra anë. *Barka mëshon djathtas.*

8. *Pavet. e* MËSHOJ.

fr I mëshoi dorës *mbi dike* e goditi dike fort me dorë a me pëllëmbë, e rrahu. Mëshoji vendit! *keq.* rri aty e mos fol! mos ndërhy! mbaj vendin!

MËSHQERRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Meshtjerrë,

MËSHTEKËN,~NA . *sh.* ~NA, ~NAT *bot.* Dm pylli i viseve të ftohta, me trung të drejtë, me lëvore të lëmuar e të bardhë dhe me gjethe si zemër e të dhëmbëzuara, lënda e të cilit përdoret zakonisht për orendi; krahjetë, baloshe. *Pyll me mështekna.*

MËSHTEKËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Mështekën.

MËSHTEKOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~I)AR.

Egërsohem; kreshpërohem.

MËSHTJERRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vice mbi tetëmbëdhjetë muaj që ende nuk ka pjellë, vice ë madhe deri sa të pjellë. *Viçi, mështjerra e lopa. Mish mështjerrë. Therën dy mështjerra. Kullot mështjerrat.*

MËSHTYMET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Pështymet.

MËTANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Enë e madhe prej druri, në të cilën shtypet rrushi, gaviç. *Mëtanë pishe. Rrathët e mëtanës. Shtyp në mëtanë.*

MËTEJM'Ë (i), ~E (e) *mb.* 1. I mëtejshëm. 2. Që ndodhet më tej a me tutje. *Shtëpitë e mëtej-me.*

MËTEJ5HËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që vjen a që ndodh pas një kohe, që bëhet a që ndodh me pas. *Pasojat e mëtejshme. Puna e mëtejshme. Kërkimet (gjurmimet)% e mëtejshme.*

2. Që ngrihet në një shkallë *mi* të lartë, që bëhet me i thellë, me i madh, me i gjerë a me i përsosur, që ecën me përpara. *Forcimi i mëtejshëm i Partisë dhe i push-tetit. Thellimi i mëtejshëm i revolucionit socialist. Indus-trializimi i mëtejshëm i vendit. Revolucionarizimi i mëtejshëm i shkollës. Përmirësimi i mëtejshëm i cilësisë.*

MËTI,~NI *m. sh.* ~J, ~JT. Enë druri e gjatë dhe e ngushtë në të cilën rrahim qumështin ose kosin për të nxjerrë gjalpin, tundës.

MËTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MËTOJ, MËTOHET.

MËTOHET. *Pës. e* MËTOJ.

MËTOJ i *kal.,* ~OVA, ~UAR. Kërkoj me këmbëngulje të bëhet diçka, të me plotësohet a të me pranohet diçka etj., kërkoj diçka sikur të ishte e drej-ta ime, pretendoj. *Melon shumë. Mëton me (pa) të drejtë.*

MËTOJ ii *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Dalloj a kuptoj diçka, vë re; e marr vesh, e zbuloj diçka pasi e kam gjurmuar a hetuar, e pikas, e nuhat (edhe *fig.). E mëtoi vonë (shpejt). S'e mëtoi dot nga larg. E mëtoi se çfarë njeriu ishte. E mëtoi ku e kishte hallin.*

2. Rregulloj, ndreq, qeveris. *Mëtoi dhomën (shtë-pinë). Mëtoi opingat.*

MËTRIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë barish-tore që rritet në pyje e buzë lucnenjv,e, me kërcell të shtrirë, me gjethe vezake e përherë të gjelbra, me lule në ngjyrë të kaltër të mbyllët, të vendosura në sqetullën e gjethes. *Bari i mëtrikut* bar që nxirret nga kjo bimë dhe që përdoret ns mjekësinë popullore.

MËTOES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që kërkon me këmbëngulje të bëhet diçka, t'i plotësohet a t'i pranohet diçka, pretendues.

METUTJESHËM (i), ~ME (e) *mb.* I mëtejshëm. *Puna e mëtutjeshme.*

MËVESHËT (i,e) *mb.* Që ka rënS në mëveshti, që nuk e shqetëson e nuk e tërheq asgjë; i plogët; i mpitë; moskokëçarës, apatik. *Njeri i mëieshët.*

MËVE5HTI,~A . Gjendje plogështie shpirtërore, në të cilën njeriut nuk i bën përshtypje asgjë e pran-daj nuk kundërvepron ndaj asnjë ngacmimi; mos-kokëçarje, pandiesi, apati.

MËVETËSl,~A . *vjet.* Të qenët me vete; pava-rësi. *Mëvetësia e Shqipërisë. Ka mëvetësi kuptimore. gjuh.*

MEVETËSISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është a qëndron me vete; që nuk varet nga ndonjë tjetër, i pavarur. *Zhvillim i mëvetësishëm. Degë e mëvetësish-me. Sistem i mëvetësishëm. Fjalë e mëvetësishme. gjuh.*

MËVONSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që vjen me pas në kohë, që bëhet a që ndodh me vonë, i mëpasshëm. *Punimet e mëvonshme. Periudha e mëvonshme. Ngjarjet (pasojat) e mëvonshme.*

MËZ,~I m. *sh.* ~A, ~AT. Pjella e pelës; kale i ri dy a tre vjeç. *Polli (bëri) pela një mëz. Mëz i bardhë (balash). Kërcen si mëz.*

Del si mëzi para pelës *keq.* nuk përmbahet; ftet pa radtië, para se të flasin të mëdhenjtë. Nuk mbarset mushka të pjellë mëz *fj.u. shih te* MUSHK,Ë,~A.

MEZAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Viç mashkull gjash-të deri dymbëdhjetë muajsh.

MËZAT,~ATI m. *sh.* ~ETËR, ~ETËRIT. Viç mashkull nga një deri në tre vjeç; dem i ri, ka i pa-tredhur.
MËZATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mëzat.
M'EZATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vice një deri tri vjeçe ose deri sa pjel 1. 2. *shih* MËZORE,~JAi.MËZDRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Heshtë me majë të mprehtë, shtizë; hu i gjatë me majë. 2. Topuz. *E goditi me mëzdrak.*
MËZE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Pjella femër e pelës; pelë e re dy a tri vjeçe. *Mëzi dhe mëzja. 2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Lopë mëze.* MËZËMËR,~RA . Zëmërherë. *Ha mëzëmrën.*
MËZIRË,~A .. *sh.* ~A, ~AT. 1. Shenjë e një sëmundjeje.
2. *fig.* Shenjë a shfaqje e diçkaje; simptomë. MËZITH,~I *m.* Kocka e kyçit të këmbës, ashik.
MËZOJ *leal.,* ~OVA, ~UAR. Vë viçin të pijë *te* lopa sa t'i sjellë qumështin për ta mjelë; mend viçin. *Mëzojnë lopën. Mëzojnë viçin.*
MËZOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mëzat; mëzator.
MËZORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Lopë që e mjban viçin të pijë me shumë se një vit, pasi nuk është mbarsur me.
2. *shih* MËZATORE,~JA i.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit. *Lopë mezore* lopë që nuk pjell për vit dhe që e mban qumështin pothuajse deri në pjellën tjetër.
MËZHDRAVË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Qershi e egër.
Ml,~A . *muz.* Nota e tretë e shkallës muzikore; shenja për këtë note. *Nota mi.*
MI (e) *pron.* 1. Shumës i IM. *Djemtë e mi. Shokët e' mi. Njerëzit e mi. Librat e mi.*
2. *si em.* ~TË (të). Njerëzit e mi të afërt, më të cilët kam lidhje gjaku, farefisnie ose lidhje të ngushta mi-qësie; njerëz, të cilët i dua dhe të cilëve u besoj shumë. *Erdhën (ikën) të tnitë. Nuk ka asnjë nga të ntitë.*
MI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Gjitar i vogël nga rendi i brejtësve, me trupin të mbuluar me qime të buta në ngjyrë të përhimtë, me feçkë të zgjatur, me veshë të mëdhenj e me bisht të gjatë, që iron në-për shtëpi dhe ushqehet zakonisht me mbeturinat e ushqimeve etj. *Mi i vogël. Si bishti i miut. Macja gjuan minj. Bar miu (minjsh). Çark minjsh. U kap (u zu) si miu në çark (në kurth). E ka turirin si të miut. Surrat miu. shar.* i thuhet një njeriu që e ka fytyrën thatime, të ngushtë e të zgjatur.
2. Përdoret si gjymtyrë e parë e emërtimeve të pa-thjeshta për disa lloje gjitarësh të tillë me madhësi e ngjyra të ndryshme. *Miu i zi. Miu i murrmë. Miu gushëverdhë. Miu i verdhë. Miu i shtëpisë. Miu i arave (i\ fushës). Miu i pyllit. Miu i ujit.*
3. *fig. shar.* Njeri pa vlerë; njeri që rri fshehur nëpër vende të mbyllura e të errëta; frikacak; ai që e ka zakon të kërkojë diçka vrimave ose që punon a vepron fshehu-razi. *•fr* Dasmë minjsh rrëmujë e madhe, zallahi. Është si miu në hauz (në poç) *shih te* HAUZ,~I. Është (ka rqnë) si miu në miell *shih te* MIELL,~I. Atij i bren miu pallën thuhet për një njeri që është shumë fatkeq e:shumë i pazoti e i humbur. Ka frikë (trembet) edhe nga miu *mospërf.* është shumë frikacak. E ka lëpirë miu *dike shih te* LËPIJ. Heq (vuan) si miu në mur (si gjarpri nën gur) *shih te* GJARPËR,~RI. Hyn (futet) në vrimë të miut *shih te* VRIMË,~A. Shkojnë (venë) si macja me miun *shih te* MACE,~JA. I vë
zile miut trillon gjëra të paqena, shpif e përhap f jalë për gjëra që s'kanë ndodhur kurrë. Bie miu e thyen kokën *di k u* nuk ka asgjë atje, nuk ka gjë prej gjëje; është bosh, s'ka asgjë për të ngrënë. S'kishte ç't'i hante miu pas darke ishte shumë i varfër e i këputur, nuk kishte gjë prej gjëje. Miu ha grepin, macja ha miun gjithkujt mund t'i vijë e keqja nga diçka, nuk ka qenie që të jëtë e siguruar nga çdo rrezik. U mbars raali e polli një mi *fj. u. shih te* MAL,~I. Ç'len prej maces (ç'pjell macja), gjuan minj . *u. keq. shih te* MACE,~JA. Vrima e miut — pesëqind grosh thuhet kur njerëzve u kanoset një rrezik i madh dhe s'di-në ku të futen që të shpëtojnë. Bar miu *bot.* shpargull. Bisht miu *bot. shih te* BISHTMI,~U. Zog miu (zog ferre, zog shtrige) *zool. shih te* ZOG,~U.
MIA (e) *pron.* 1. Shumës e 1MB. *Vajrat e mia. Sho-qet e mia. Punët e mia. Rrobat e mia. Urimet e mia.*
*2, si em.* ~T (të). Vajzat a grate, më të cilat kam lidhje gjaku, farefisnie ose lidhje të ngushta miqësie; shoqe a mike, të cilat i dua dhe të cilave u besoj shumë. për *të miat kujdesem unë.*
MIC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *krahin. përk.* Pëmijë i vogël. *Mici i babit!*
*2. përd. mb.* I vogël nga shtati. *Kale ntic.*
MICAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Cinxami. *Zun një micak.*
MICË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Mace.
MICËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ha diçka duke e kafshuar pak e nga pak; ha maja-maja. *Mi-cëron bukën (mollën). Micëron gjellën. Ha mirë* e *mos micëro!*
*2. jokai, fig.* Merrem me punë të vogla e të pa-rëndësishme. *Gjithë ditën micëron, po gjë nuk dulcet.*
MICKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Vogëlsirë. *Kapet pas micklash. S'e prish gjakun për mickla. Nuk merrem me mickla.*
MIÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lëneshë. MIDE,~JA . *bised. I.* Stomak. *Vuan nga mideja.*
*2.* Dëshirë për të ngrënë, oreks. *erdhi mideja. Sa për të hapur midenë.*
3. *fig.* Qejf. *shkon pas midesë dikujt. la do mideja* i pëlqen, e ka qejf. *la prishi midenë.*
*•k* Nuk e tret mideja *diçka* është e pabesueshme, nuk besohet, nuk hahet, është gënjeshtër.
MIDIS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa a vendi në mes të diçkaje, mes. *Midisi i rrugës. E vuri në midis. I ra për midis pazarit. Ra në midis.*
*2.* Rrip zbukurues ngjyrash të ndryshme, i punuar me grep, që shërben për të bashkuar dy pjesët e një bohçeje, të një përparëseje a të një çarçafi.
MIDIS *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrje-dhore për të shënuar: 1. Një vend a hapësirë që ndo-dhet në mes të dy gjërave, të dy qenieve etj. *Midis Shkodrës e Tiranës. Midis fushës e malit. Midis detit e tokës. Midis meje e teje.*
2. Një vend a një pike që ka largësi të barabarta nga kreu e fundi, nga skajet a nga kufijtë e diçkaje; në qendër të..., në mes të... *Midis tepsisë. Midis rrugës. Midis dhomës. Midis dimrit* në mes të dimrit. *Midis ballit ke një pike. kr. pop.*3. Vendin që zë dikush a diçka në mes qeniesh a sendesh të tjera, në një rreth të caktuar; në mes të dikujt a të diçkaje, tek. *Midis arave (maleve). Midis- pentëve. Midis ushtarëve (studentëve). Vjen midis miqsh (midis shokësh). Erdhi midis nesh (midis jush).*
4. Kohën në mes dy caqesh, dy datash etj.; në mes të një periudhe. *Midis së hënës dhe së premtes. Midis ores dy*

*dhe dy e gjysmë. Midis verës dhe vjeshtës. Midis shekujsh.*
5. Vendin a sendin, përmes të cilit lëviz dikush a diçka; nëpër diçka. *Ecte midis shiul (erës, bores). Cattle midis dallgëve.*
*k* Midis të tjerash ndër të tjera, bashkë më të tjerat; përveç kësaj. Bie (është, ndodhet) midis (në mes dy) zjarresh *shih te* ZJARR,~I. Le të mbesë midis (ndër-mjet) nesh! *shih te* MBES.
MfDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Butak i vogël në trajtën e bajames, i mbrojtur nga një guaskë gel-qerore prej dy kapakësh në ngjyrë të errët, që rron në koloni buzë brigjeve të deteve a të liqeneve, dhe që përdoret për ushqim. *Midhje të fërguara. Midhje deti (liqeni). Gjellë me midhje.*
MIELL,~I *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Pluhur i imët, që bëhet duke bluar drithin dhe që përdoret për të bërë bukë e për gatesa të tjera. *Miell i hollë (i imët, i trashë). Miell i bardhë (i verdhë). Miell gruri (misri, orizi). Maja e miellit. Fabrika e miellit. Një dorë miell. Sit miellin. I butë si miell. Nuk mbahet shtëpia me miell hua. fj. u.*
2. Pluhuri që del kur thërrmohen imët, bluhen ose përpunohen disa lëndë. *Miell patatesh (salepi). Miell mishi (peshku). Miell gjaku (qumështi). Miell kockash (eshtrash). Miell druri (sharre). Miell guri (tullash). Miell ban' (jonxhe, rrënjash). E bëri miell* e bloi a e thërrmoi imët.
3. Përdoret si gjymtyrë e dytë në një varg emërti-mesh të pathjeshta të disa kandrrave, që zakonisht ushqehen me miell. *Brumbulli i miellit. Flutura (tenja) e miellit. Merimanga e miellit.*
• Bukë e një mielli *keq. shih te* BUKË,~A. I ka rëuë mielli është thinjur krejt. Bluan miell të hollë thotë gjëra të mençura, pret hollë, është i mprehtë nga mendja. E bën drithë e miell *mospërf. shih te* DRITHË,~I. Është (ka rent) si miu në miell është (ka rënë) në mes të gjitha të mirave, është si veshka në mes të dhjamit. Marrin miell hua *shih te* HUA,~JA. I merr krundet për miell mashtrohet lehtë, e merr sa-punin për djathë. Nuk është miell i thesit të tij nuk ka dale nga mendja e tij (për një punë, vepër, men-dim etj.), po është i tjetër kujt, i botës. Miell. nga thesi i botës (i huaj) *iron,* është punë a vepër e tjetërkujt, s'është vepër origjinale e dikujt; fjalë, mendim etj., që është marrë nga të tjerët. Kemi ngrënë një hambar miell (një furrë bukë, një thes a një barrë kripë) bashkë *shih te* FURRË,~A. I lire në miell, i shtrenjtë në krunde. “. nuk kursen aty ku duhet. Shto ujë e shto miell *mospërf. shih te* SHTOJ. Guri që punon shtruar bën miell të butë *fj. u. shih te* SHTRUAR.
MIELLAZË,~A . Bore e imët si miell; pluhur bore që ngrihet kur fryn era.
MIELLËS,~E *mb.* Që është pjekur shumë dhe është zbutur {për pjeprin ose për një pemë); i butë si miell; i miellt. *Pjepër miellës. Dardhë miellëse.*
MIELLISHTË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Gatesa e ushqime prej mielli.
MIELLT (i,e) *mb.* 1. Që është bërë miell; që është si miell. *Palate të miellta. Qumësht i miellt. Në gjendje të miellt.*
2. Që është pjekur dhe është zbutur (për pemët); miellës. *Mollë e miellt.*
3. Që është prej mielli. *Ushqime të miellta.*
MIELLZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MIELLZOJ, MIELLZOHET. *Miellzimi i patateve (i jonxhës, i bërsive). Itidustria (fabrika) e miellzimit.*
MIELLZOHET. *Pës. e* MIELLZOJ.
MIELLZOJ *kal.,* ~OVA, ~tAR. Bluaj imët diçka të forte a të tharë dhe e bëj miell; thërrmoj imët diçka dhe e bëj si miell. *Miellzoj barin (farërat e pambukut). Miellzoj mishin. Miellzoj gurct.*
MIELLZUAR (i,e) *mb.* Që është bërë miell, që është bluar; që është thërrmuar imët si miell. *Palate të miellzuara. Peshk i miellzuar. Qumësht i miellzuar.*
MIGREN,Ë,~A . *mjek.* Sëmundje që shfaqet me dhembje të herëpashershme e të forta të kokës, zakonisht në njërën anë.
MIH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Punoj token me shatë, me bel etj., rrëmih; gërmoj token me diçka. *Mih arën. Mih me shatë. Kali mihte dheun.*
2.Prashit. *Mih misrin (patatet).*
3. *fig. bised.* E rrah shumë. *E mihu në grushta. E mihën mirë e mirë.*
• Mih (prashit, lëron) në ujë *shih tek* UJË,~l. Mih (prashit) para vetes *shih te* VET E,~JA.
MIHET. *Pës. e* MIH.
MIHËS,~I. *m. sh.* ~, ~IT. Ai që mih token.
MIHJ E,~A . Veprimi sipas kuptimeve te foljeve MIH, MIHET. *Mihja e tokës.*
MIJË,~A. *sh.* ~A, ~AT dhe ~ËRA, ~ËRAT.
1. Numri i barabartë me dhjetë here njëqind. *Një mijë lekë. Dy mijë e njëqind. Gati një nxijë. Disa mijëra. Dy here pesëqind bëjnë një mijë.*
2. *vet. sh. përd. ndajf., bised.* Disa mijëra; shumëi pa numër, pa hesap. *Erdhën mijëra. Ishin (me) mijëra. Qindra e mijëra. Një bie, mijëra ngrihen.*
3. *përd. ndajf., bised.* Shumë, tepër (në bashkë-vajtje me numërorin një). *Ta kam thënë një mijë here. I bëri një mijë pyetje. E mbante me një mijë të ntira. Kishte një mijë halle mbi kokë. I nxori një mijë pengesa. Iu bëftë dita një mijë! ur.* rroftë e qoftë për shumë e jhumë vjet!
Me mijë për qind me siguri të plotë; patjetër. Gjvsma e mijës (është) pesëqind! mos u mërzit e mos u mendo shumë!, të bëhet si të bëhet!, mos e vra men-djen shumë!; të dale ku të dale!
MIJËFISHOHET *vetv.* 1. Bëhet një mijë here me i madh se ç'është, bëhet një mijë here më e madhe se diçka tjetër që merret si bazë, rritet një mijë here. *U mijëfishua numri i librave (i lexuesve) në krahasim me vitin* 1938.
2. Shtohet, rritet shumë. *Jane mijëfishuar përpjekjet.*
3. *Pës. e* MIJËFISHOJ.
MIJËFISHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj diçka edhe një mijë here më të madh se ç'është; ebëj hjë mijë here ms të madhe se diçka tjetër që me-rret si bazë, e rrit një mijë here.
2. E shtoj a e rrit shumë diçka, e shtoj mijëra here. *Mijëfishojmë forcat.*
MIJËRAVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që përfshin një kohë prej disa mijëra vjetësh; që i përket një periudhe prej disa mi jëra vjetësh; shumë i lashtë. *If is tori mijëra-vjeçare. Kulturë niijërayjeçare.*
2. Që është prej disa mijëra vjetësh, që ka mijëra vjet vjetërsi; shumë i lashtë. *Mbeturina (objekte) mijëravjeçare.*
MIJËSHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. sh. mat.* Numrat nga një mijë deri në nëntë mijë, që përbëjnë rendin e parë të

klasës së dytë. *Shtylla e mijësheve. Mbledhja e mijësheve. Veprimet me mijëshe. Klasa e mijësheve* klasa e dytë, ku hyjnë mijëshet, dhjetë-mijëshet dhe qindmijëshet. *Mijëshja ka dhjetë qindëshe.*
2. *yjet.* Kartëmonedhë me vlerë prej një mijë le-kësh,.njëmi jëshe.
MUËVJEÇAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Periudhe kohe prej një mijë vjetësh. *Në mijëvjeçarin e parë para erës \së re. Gjatë dy mijëvjeçarëve të kaluar.*
MIJËVJECAR,~E *mb.* 1. Që përfshin një kohë prej hjë mijë vjetësh; që i përket një periudhe prej një mijë vjetësh. *Periudhe (histori) mijëvjeçare. Kulturë mijëvjeçare.*
2. Që ka një moshë prej një mijë vjetësh. *Keshtjellë mijëvjeçare. Dru mijëvjeçar.*
MUËVJETOR,~I *m.* Përvjetori i njëmijtë i një ngjarjeje të shënuar, i themelimit të diçkaje elj.; përkujtimi i këtij përvjetori.
MIJTË (i,e) *mb. num. rresht.* 1. I njëmijtë. *Radha e mijtë. la tha për të mijtën here.*
2. *përd. em. f.* Njëra nga një mijë pjesët e bara-barta, në të cilat është ndarë një e tërë; e njëmijta. *E mijta e sekondës. E mijta pjesë. Dy të mijtat.*
MIK,~U *m. sh.* MIQ, MIQTË. 1. Ai më të cilin kemi miqësi; ai që na do të mirën, na ndihmon me gjithë zemër e na gjendet në çdo nevojë; një i njohur, më të cilin kemi lidhje të ngushta, njeri i afërt; *kund.* armik. *Mik i ngushtë (i vërtetë). Mik i rremë. Mik i vjetër. Mik me (pzr) kokë* mik shumë i dashur e i ngushtë. *Mik përfiq. bised.* ai që shtihet si mik i dikujt për të nxjerrë përfitime prej tij, mik i rremë. *Mik i families (i shtëpisë)* njeri shumë i afërt i familjes. *Mik pas miku. Miq e dashamirë. E rregulloi me mik (me anë miku). keq.* e rregulloi me ndihmën e një të njohuri, me rrugë të tërthorta e jo të drejta. *futi një mik. keq.* bëri që të ndërhyjë një i njohur i tij për të rregulluar një punë, duke ndjekur kështu një rrugë jo të drejtë. *E ka zënë (e ka bërë) mik. E kant mik. Jemi miq. Hiqet si mik. Miku i mirë njihet në të vështirë. fj. u. Me mirë një mik (besnik), se një çiflik. fj. u. Mikut ankoju, armikut lëvdoju. fj. u. Me mirë pa miq, se me miq të ligj. fj. u. Kur m'u dogjën mullarët, njoha miqtë e kumbarët. fj. u. Hekuri njihet në zjarr, miku në nevojë. fj. u.*
2. Ai që përkrah, ndihmon ose mbron dike, da-shamir; popull, vend, shtet etj., më të cilin kemi marrëdhënie të mira miqësore. *Mik i Shqipërisë. Miqtë e vendit tone. Kemi miq në gjithë botën.*
3. Mysafir që vjen për të bujtur në shtëpi; ai që ftohetjpër të marrë pjesë në një festë etj. *Mik i huaj (i target). Mik i rëndë* mik që kërkon ta presësh me shumë të mira e ndere. *Miq të nderuar! Dhoma e miqve. I veshur si për mik* i veshur me rroba të reja. *Mbrëmë patëm dy miq nga qyteti (nga fshaft). Mori edhe një mik pas vetes. A do miq, o i zoti i shtëpisë? Pret e për-cjell miq. Si miku edhe lakrori (sofra).fj. u. Si është miku bëhet petaniku. fj. u. Mikun prite e nderoje, po mos e bëj zo't shtëpie! fj. u.*
4. *vet. sh. sport.* Skuadër lojtarësh të një klubi, të një rrethi a vendi tjetër, që ndeshet me skuadrën vendëse; *kund.* vcndësit. *Miqtë fituan (humbën) dy me zero.*
5. *etnogr.* Secili nga meshkujt e familjes së nuses (babai, vëllai etj.) kundrejt njerëzve të dhëndrit. *E bëri mik.*
6. Përkrahës e mbrojtës i diçkaje, dashamir; ai që është shumë i dhënë pas diçkaje. *Mik i punëtorëve (i fshatarëve, i fëmijëve). Mik i madh i kafshëve. Mik i përparimit (i lirisë, i së vërtetës). Mik i art it. Miqtë e librit. Miku i detit. I dhanë titullin "Miku i librit".*
7. *bised.* Dikush, të cilit nuk ia dime emrin ose nuk duam t'ia përmendim; një njeri. *E takove atë mikun? Kush ishte ai mik? Dje erdhi edhe ai miku.*
8. *bised.* Dashnor, i dashur. *Kishte zënë një mik.*
9. *bised.* Përdoret bashkë me fjalën lum, kur i drej-tohemi një njcriti, të cilit nuk ia dime emrin ose një bashkëbiseduesi të zakonshëm. — *Kështu, lum miku! — Besa, more lum miku, as unë nuk e di. — S'i the, lum miku? — Po, lum miku, i mirë ka qenë.*
10. *Përd. mb.* sipas kuptimeve 1-3,8 të emrit.
• Mik i paftuar njeri i padëshirueshëm; armik. E lau mikun (vëllanë) *etnogr. shih te* L,AJ $_7$.
MIKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MIK, ~U l^3. 6"8- *Mike e re. Mike e huaj. Mike të librit.*
MIKESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fem. e MIK, ~U i-3, 6^8- *Mikeshë e vjetër. Mikeshë e ngushtë. Miq e mikesha. Erdhi si mikeshë.*
MIKË,~A . *min.* Mineral i përbërë nga silikati i aluminit, që gjendet zakonisht nëpër shkëmbinj vull-kanikë në trajtë petësh e leskrash të tejdukshme dhe me shkëlqim si të qelqit, shkrin me vështirësi e përdoret si veçues në pajisjet elektrike, për furra etj. *Fletë mike. Xham prej mike. Shkëlqen si mikë.*
MIKLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MIKLOJ, MIKLOHEM.
2. *kryes. sh.* Fjalë e mënyra të ndryshme që për-doren për të përkëdhelur dike, përkëdheli; lajka. *Flet me miklime. la mori mendjen me miklime.*
MIKLOHEM. *Pës. e* MIKLOJ. *Mikhhet me kurr-gjë* gënjehet me pak.
MIKLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përkëdhel dike me dashuri, duke e lëmuar a duke i shkuar dorën mbi kokë, mbi supe etj., ledhatoj. *miklonte flokët. I mikloi kokën (ballin, fytyrën, faqet, dorën). Mikloj një fëmijë. Mikloj një mace (një qen, një kale).*
2. E marr më të mirë dike, ia prish mendjen duke e përkëdhelur me fjalë të bukura e të ëmbla, e lajkatoj; e josh dhe e mashtroj me përkëdhelje.
3. *vet. vela Hi fig. (me një trajtë të shkurtër të për-emrit vetor në r. kallëzore).* Me tërheq, me josh. *E miklonte muzika (poezia).*
MIKLUES,~E *mb.* I. Përkëdhelës, ledhatues. *Dorëmikluese. Fjalë (shprehje) mikluese. Buzëqeshje mik-luese. Vështrim miklues. Përshëndetje mikluese.*
2. Që të josh e të merr mendjen me fjalë të ëmbla e me lajka; prej lajkatari, lajkatues. *Njeri miklues. Lavdërim miklues.*
MIKPREMJE,~A . *einogr. shih* MIKPRERJE,
~MIKPRERË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Ai të cilit i ishte prerë miku në besë ose i ishte vrarë në shtëpinë e tij pa i marrë gjakun. *Gjakun e të vrarit e merrte mikpreri.*
MIKPRERJE,~A . *etnogr.* Prerja e mikut në besë.
MIKPRITËS,~E *mb.* 1. Që pret me bujari miq në shtëpi a në vend të vet, që pret e përcjell miq me përzemërsi; derëhapur, derëçelë, i pritur. *Shtëpi (fa-milje) mikpritëse. Grua mikpritëse. Vend (qytet, fshat) mikpritës. Popull mikpritës.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Mikpritësit dhe mysafirët (miqtë).*
MIKPRITJE,~A . Të qenët mikpritës, vetia e atij që pret e përcjell miq me përzemërsi; pritje miqsh e mysafirësh.

*Mikpritje bujare (e ngrohtë, e përzemërt, vëllazërore, e thjeshtë). Mikpritja shqiptare.*

MIKRO- *fjalëform. libr.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, që i përgjigjet kuptimit të fjalës i vogël; p.sh. mikrobotë, mikrofaunë, mikrofilm, mikrobor-gjez, mikroklimë, mikrokozmos, mikroorganizëm, mi-krosistem, mikrovalë etj.; *kund.* makro-.

MIKROB,~I *m. sh.* ~E, ~ET *biol., mjek.* 1. Organizë'm shumë i vogël njëqelizor, që gjendet në ujë, në ajër, në tokë e në qenie të gjalla dhe kalbëzon e tharbëton lëndët organike ose shkakton sëmundje të ndryshme; bakter. *Mikrob i dëmshëm (i dobishëm). Mikrobe vdekjeprurëse. Mikrobi i tifos (i tuberkulozit, i fruthitt i tërbimit). Zhvillimi (luftimi) i mikrobeve.*

2. *fig.* Diçka e dëmshme dhe e keqe, diçka që të bren përbrenda e të shqetëson; krimb. *Mikrobi i indiferentizmit (i pronës private, i interesit vetjak, i mendjemadhësisë). U futi ntikrobin e grindjes. U ka hyrë mikrobi. Iu be mikrob (duhani, një ves).*

3. *fig.* Njeri parazit, i dëmshëm për shoqërinë; njeri që s'na ndahet, që na mërzit shumë e s'e durojmë dot. *Mikrobet e shoqërisë. Na u be mikrob.*

MIKROBEMBYTËS,~E *mb.* Që mbyt mikrobet, që përdoret për të mbytur mikrobet; baktermbytës. *Lëndë mikrobembytëse.*

MIKROBIOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në degën e mikrobiologjisë.

MIKROBIOLOGJI,~A . 1. Degë e biologjisë, shkenca që studion mikroorganizmat ose qeniet e gjalla njëqelizore. *Zhvillimi i mikrobiologjisë. Merret me mikrobiologji.*

*2.* Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Teksti i mikrobiologjisë. Dha provim në mikrobiologji.*

MIKROBIOLOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me mikrobiologjinë, që i përket mikrobiologjisë, i mikrobiologjisë. *Studime mikrobiologjike. Laborator mikro-biologjik. Analizë mikrobiologjike.*

MIKROBORGJEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pje-
sëtar i shtresës së mikroborgjezisë, borgjez i vogël. *Familje mikroborgjezësh. Mendon si mikroborgjez. 2. keq.* Ai që vë interesin e ngushtë vetjak mbi in-teresin e përgjithshëm të shoqërisë, që është dhënë pas përfitimeve vetjake dhe përpiqet vetëm për mirë-qenien e vet; ai që ka mbeturina të një përfaqësuesi të mikroborgjezisë ose ka fituar tipare të tilla. *Ishte bërë një mikroborgjez.*

MIKROBORGJEZ,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me mikroborgjezinë, që i përket mikroborgjezisë, i mikroborgjezisë; që shpreh interesat e shtresës së mikroborgjezisë a që pasqyron ideologjinë e saj. *Shtresë mikroborgjeze. Ideologji mikroborgjeze. Me prejardhje mikroborgjeze.*

2. *keq.* Që është karakteristik për një mikroborgjez, prej mikroborgjezi. *Koncept (qëndrim, kuptim) mikroborgjez. Egoizëm mikroborgjez. Seder mikroborgjeze. Shfaqje mikroborgjeze. Frikë mikroborgjeze.*

MIKROBORGJEZI,~A . Shtresa shoqërore e pronarëve të vegjël, e cila zotëron mjete prodhimi dhe rron më të ardhurat që nxjerr nga prona e puna e vet, duke shfrytëzuar pjesërisht edhe punën me më-ditje, borgjezia e vogël. *Shtresat e mikroborgjezisë. Përfaqësuesit e mikroborgjezisë.*

MIKROBOTË,~A . *vet. nj. libr.* 1. Bota e ma-dhësive shumë të vogla, botë e atomeve, e elektro-neve etj.; *kund.* makrobotë.

2. *fig.* Rrethi i interesave të vogla e të ngushta të një njeriu, bota e vogël e një njeriu. *Mikrobota e një burokrati.*

MIKROELEMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Element kimik (si bakri, bori, jodi, flori, magnezi, zin-ku etj.), që gjendet në trajtë gjurme në organizmat shtazore e bimore. *Studimi (përdorimi) i mikroele-menteve. Perimet përmbajnë mikroelentente shumë të dobishme për shëndetin e njeriut. Njeriu mikroelententet* i *merr me anën e ushqimeve.*

MIKROFILM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Shirit i ngushtë filmi, në të cilin janë fotografuar në mënyrë të zvo-gëluar dokumente etj., që mund të lexohen me anën e një aparati zmadhues. *Mikrofilm dokumentesh. Fondi i mikrofilmave.*

MIKROFILMIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MIKROFILMOJ, MIKROFTLMOHET.
*Mikrofilmimi i dokumenteve (i një libri).*

MIKROFILMOHET. *Pës. e* MIKROFILMOJ.

MIKROFILMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Fotografoj në mikrofilm një dokument etj. *Mikrofilmoj një libër të rrallë.*

MIKROFLORË,~A . *biol.* Tërësia e mikroorga-nizmave bimore, që gjenden në një mjedis natyror (në tokë, në det a në ajër) ose në ushqime. *Mikroflora e tokës (e det it, e ajrit).*

MIKROFON,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Aparat i po-saçëm që shndërron lëkundjet tingullore në lëkundje elektrike dhe që shërben për të përforcuar zërat e për t'i përçuar në largest. *Foli në mikrofon. Këndon para mikrofonit.*

MIKROKLlMË,~A . jA. ~A, ~AT. Klima në një hapësirë të ngushtë, klima e një vendi të vogël. *Mikroklimë e përshtatshme Ce papërshtatshme). Mi-kroklinta e qytetit (efshatit, e malit, efushës, e krahinës). Përmirësinli i mikroklintës.*

MIKRON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Një e mijta pjesë e milimetrit.

MIKROORGANIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT *biol.* Qenie e gjallë shtazore ose bimore shumë e vogël, që nuk mund të shihet me sy, por dallohet vetëm me mjete zmadhuese (me mikroskop etj.); organizëm mi-kroskopik. *Mikroorganizëm bimor (Jcërpudhor, shtazor). Mikroorganizma të dobishëm (të dëmshëm). Bota (jeta) e mikroorganizmave.*

MIKROSKOP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *opt.* Mjet optik i përbërë prej disa thjerrëzash të fuqishme, i cili përdoret për të zmadhuar ose për të parë trupa të ivegjël që nuk mund të shihen vetëm me sy. *Mikroskop elektronik* aparat optik shumë i fuqishëm, që zrriadhon deri në një milion here. *Shoh me (në) mikroskop.*

MIKROSKOPIK,~E *mb.* 1. Që mund të shihet vetëm me mikroskop, shumë i vogël. *Organizma (qe-rtië) mikroskopike.*

*2.* Që bëhet me ndihmën e mikroskopit. *Analiza (studime) mikroskopike.*

3. *fig. libr.* Shumë i vogël; shumë i imët. *Trup mi-kroskopik. Sasi mikroskopike. Të ardhura (shpenzime) mikroskopike.*

MIKTHIRRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Thirrje, fteisë miqësore, thirrje e miqve.

MlLAK,~U *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Këlysh lepuri, lepurush.

*2. përk.* Fëmijë i vogël.

MILCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bar blete. MILET,~I *nt. vjet. shih* POPULL,~I. MlLET. *Pës. e* MJEL.

MILIARD,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT dhe ~A, ~AT.

1. Numri që është i barabartë me një mijë milionë. *Një miliard lekë. Dy miliardë vjet. Tre miliardë nje-rëz. Disa miliarda.*

*?.. kryes. sh.* Sasi jashtëzakonisht e madhe, por e papërcaktuar e diçkaje. *Me miliarda* aq shumë sa nuk llogariten dot.

MILIARDER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kapitalist i madh, që ka kapitale e pasuri me vlerë mbi një miliard a me miliarda. *Miliarderët amerikanë: Fitimet e miliarderëve.*

*2. si mb.* ~, ~E. Që zotëron pasuri me vlerë prej disa miliardësh. *Shoqëri miliardere. Shtet miliarder.*

MILIC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ushtar i milicisë. *U regjistrua milic. Patrulla milicësh.*

MILICI,~A. 1. *vjet.* Organ i posaçëm në shërbim të regjimit fashist (në Itali para e gjatë Luftës së Dytë Botërore dhe në Shqipëri gjatë pushtimit fashist), që mbahej për të shtypur luftën çlirimtare të popullit kundër rendit në fuqi; trupat ushtarake që i shërbenin këtij organi. *Milicia fashiste. Milicia pyjore (rrugore). Forcat e milicisë.*

2. *përmb.* Organe ndihmëse të policisë në disa vende të '• tjera; policia në disa vende. *Oficer i milicisë.*

;MILIGRAM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Një e njëmijta pjesë e gramit *(shkurt. mg). Dhjetë miligramë Or.*

MILILlTËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Një e njëmijta pjesë e litrit *(shkurt. nA). Enë e shkallëzuar në mililitra.*

MILIMETËR,~Rl *m. sh.* ~RA, ~RAT. Nj5 e njëmijta pjesë e metrit *(shkurt. mra). Një milimetër katror. E ttdarë në milimetra.*

MILIMETRUAR (i,e) *mb.* I ndarë a i shkallëzuar në milimetra. *Letër (fletë) e milimetruar. Vizore e milimetruar.*

MILINGONË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kandërr e vogël me ngjyrë të zezë, që rron me shumicë nëpër drurë, në fole të bëra në dhe etj.; mizë dheu, mizë përdhese, thnegël. *Fole milingonash. E vogël sa një milingonë. Punon si milingonë. Lëvrijnë si milingonat.*

•*k* Po shtive milingonën (mizën), të iku hambarl . “. *shih te* SHTIE.

MILION,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT dhe ~A, ~AT. 1. Numri që është i barabartë me një mijë here një mijë. *Një milion banorë. Një mijë milionë* një miliard. *Një gjysmë milioni.*

*2. kryes. sh.* Sasi shumë e madhe, por e papërcaktuar e diçkaje. *Miliona njerëz* shumë njerëz. *Ka me miliona.*

MILIONER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kapitalist i madh, që ka kapitale e pasuri me vlerë mbi një milion ose me miliona.

2. ii *mb.* ~, ~E. Që zotëron pasuri me vlerë prej disa milionash.

MILIONËSH,~E *mb.* Që përbëhet prej disa mi-lionësh. *Masat milionëshe. Ushtri milionëshe.*

MILITANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Anëtar i një partie marksiste-leniniste a i një organizate për-parimtare, që zhvillon një veprimtari të gjallë, duke luftuar me vendosmëri për të plotësuar programin e qëllimet e saj; luftëtar aktiv për një ide të Iartë; veprimtar. *Militant komunist. Militant sindikalist. Militant i lëvizjes punëtore.*

MILITANT, ~E *mb. libr.* 1. Që është anëtar i një partie marksiste-leniniste a i një organizate përpa-rimtare dhe zhvillon një veprimtari të gjallë, duke luftuar me vendosmëri për të plotësuar programin e qëllimet e saj; që është luftëtar aktiv për një ide të Iartë. *Komunist militant. I ri militant.*

*2.* Që ka karakter luftarak, që përshkohet nga fryma luftarake, që të mobilizon në luftë për arritjen e një qëllimi të Iartë, luftarak. *Art militant. Letërsi militante. Vepër militante. Frymë militante.*

MILITANTlZËM,~MI *m. libr.* Të qenët militant, qëndrim e veprimtari prej militanti; frymë luftarake, karakter militant. *Militantizëm revolucionar. Fryma e militantizmit. Forcimi i militantizmit.*

MILITARIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ndjek e zbaton politikën e militarizmit, ithtar i militarizmit. *Militaristët amerikanë (gjermanë, izraelitë...). Krerët e militaristëve.*

MILITARtST,~E *mb.* Që ndjek politikën e militarizmit, që i shërben kësaj politike; që ka të bëjë me militarizmin ose me militaristët, i militarizmit ose i militaristëve; prej militaristësh. *Politike mili-tariste. Shtet militarist. Plane militariste. Forcat (gar-qet) militariste. Qeveri militariste.*MILITARIZËM,~MI *m.* Politikë reaksionare e agresive që ndjek një shtet kapitalist, imperialist a socialimperialist, duke rritur forcat ushtarake e armatimet në kurriz të punonjësve me qëllim që të përgatitë luftëra të reja pushtuese e grabitqare. *Mi-litarizmi amerikan (gjerman, japonez, socialimperialist).*

MILITARIZIM,~I *nt.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MILITARIZOJ, MILITARI-ZOHET. *Militarizimi i ekonomisë (i jetës së vendit).*

MILITARIZOHET. *Pës. e* MILITARIZOJ.

MILITARIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vë tërë jetën ekonomike, politikë e shoqërore në shërbim të përgatitjes për luftëra të reja pushtuese e grabitqare, duke rritur forcat ushtarake e armatimet në kurriz të punonjësve; ndjek politikën e militarizmit në të gjitha fushat e jetës e të veprimtarisë ekonomiko-shoqërore, politikë e ideologjike (në vendet kapitaliste, imperialiste e socialimperialiste). *Kane militarizuar gji(hë jetën e vendit (industrinë).*

MILITOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Marr pjesë' dhe zhvilloj një veprimtari të gjallë si luftëtar i vendosur në radhët e një partie marksiste-leniniste a të një organizate përparimtare, luftoj me vendos-mëri. *Militon në radhët e partisë (në radhët e organi-zatës). Militon si revolucionar.*

2. *vet. veto HI.* Ka karakter luftarak, përshkohet nga fry ma luftarake, ngre njerëzit në luftë për arritjen e një qëllimi të lartë. *Vepra militon për vijën e Partisë (për revolucionin). Arti ynë militon për ndërtimin e socializmit.*

MILITOES,~E *mb. libr.* Që ka karakter luftarak, që militon për një çështje të drejtë, militant. *Art mi-litues. Vepër militiuese.*

MILJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Njësi e matjes së gjatësisë së rrugëve etj., e barabartë me rreth një mijë hapa (rreth një kilometer e gjysmë, sipas vendeve a shteteve). *Milje detare* masë gjatësie sa një e gjashtë-dhjeta e grades së mesditësit, e barabartë me 1852 metra. *Milje gjeografike. Udhëtoi tri milje me këmbë. Është gjashtë milje larg.*

MILONJË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *vjet.* Lloj pushke e vjetër.

MILOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qengj mashkull një deri dy vjeç. *Tufa e milorëve dhe e deshëve. Mish milori. Theri një milor.*
MILORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MILOR, ~I.
MILL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Këllëf prej metali, prej lëkure a prej druri, që shërben për të futur në të shpatën, thikën, hanxharin etj. *Me pallë në mill. Thikë me mill. Futi shpatën në mill. Nxori thikën nga mi Hi.*
Një mill s'i nxë dy jataganë ;. *u. shih te* JATA-GAN,~I.
MIMIKË,~A . 1. Tërësia e lëvizjeve të pjesëve të fytyrës dhe e gjesteve të tjera, më të cilat shoqë-rohet të folurit ose shprehen ndjenja të ndryshme a një gjendje shpirtërore të caktuar. *Mimika e fytyrës. E shpreh me mimikë.*
2. Mjeshtëria e të shprehurit të ndjenjave vetëm me anë të lëvizjeve të pjesëve të fytyrës; shprehja e
gjendjes shpirtërore me këtë mënyrë. *Mimika e një aktori. Mintika e një të sëmuri.*
MIMOZË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru i viseve të ngrohta, me trungun të mbuluar me lëvore të lë-muar, me gjethe të holla e përherë të blerta, i cili eel në fund të dimrit lule të imëta me ngjyrë të verdhë e me erë të mirë. *Lule mimoze. Era e mimozës. Një tufë me mimoza. Çelën mimozat.*
MINAHEDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *usht.* 1. Arm zjarri, e ngjashme me topin, që përdoret për të he-dhur mina në largësi të ndryshme deri 3000 metra. *Minahedhës i rëndë. Goditje me minahedhës.*
2. Ushtari që përdor këtë armë. *Toga e minahe-dhësve.*
MINAHEDHËS,~E *mb. usht.* Që shërben për të hedhur mina në largësi deri 3000 metra. *Armë mina-hedhëse.*
MINAHEQËS,~E *mb. usht.* 1. Që shërben për të hequr minat në vendet e minuara. *Anija minaheqëse.*
*2. si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Anije minaheqëse.
3. si *em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Specialist që heq minat në vendet e minuara.
MrNAKËRKtES,~E *mb.* 1. Që shërben për zbu-limin e minave të fshehura. *Aparat minakërkues.*
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* —, —IT. Aparat minakërkues.
MINALËSHUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *usht. 1.* Aparat i posaçëm që vendoset në anije për lëshimin c minave në det.
2. Armë zjarri që shtie me mina.
MINAMBAJTËS,~E *mb. usht.* 1. Që shërben për të mbajtur mina. *Anije minambajtëse.*
*2. si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Anije minambajtëse.
MINAMBJELLËS,~E *mb. usht.* 1. Që shërben për të vendosur në tokë shumë mina radhë-radhë, duke i mbuluar ato me dhe. *Makinë minambjellëse.*
2. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Makinë minambjellëse.
MINAMBLEDHËS,~E *mb. usht. t.* Që shërben për të mbledhur minat në zonat e minuara. *Anije minambledhëse.*
2. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Anije minambledhëse.
MINANDEZËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *min.* Ai që ndez minat, zjarrmëtar.
MINAPASTRUES,~E *mb. usht.* 1. Që shërben për të pastruar minat në vendet e minuara. *Anije minapastruese.*
2. ji *em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Anije minapastruese.
MINARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kulla e lartë e xhamisë, ku hipën myezini e thërret besimtarët për t'u faluar (në vendet ku vepron feja myslimane). *Xhami me dy minare.*
Nuk futet (nuk hyn, nuk fshihet) mlnarja (bosteni) në thesy. u. nuk mund të fshihet një e vërtetë që duket sheshit.MINATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Punëtor që punon në minierë, xehetar; punonjës i minierave. *Minator shpues (gërmues, arntator, vagonist). Minator shfrytëzimi. Minator tunelesh. Rroba minatori. Kurs për minatorë.*
2. *usht. shih* MINAVËNËS,~1*2. Skuadra e minatorë ve.*
MINAVËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *min.* Punëtor i përgatitur që vë minat në vendet ku do të bëhen plasje.
2. *usht.* Ushtar që vë minat në vendet që do të mi-nohen; minator. *Toga (kompania) e minavënësve.*
MINAVËNËS,~E *mb. usht.* 1. Që shërben për të vendosur minat. *Anije minavënëse.*
2. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Anije mina-vënëse.
MINAZBULUES,~E *mb.* 1. Që shërben për zbu-limin e minave në vendet e minuara. *Aparat mina-zbulues.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit dhe aparatet).
MINDER,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Dyshek i mbushur zakonisht me kashtë, që shtrohet mbi nim ose përdhe pranë vatrës; nim me një dyshek të tillë. *Minder me bar (me lecka, me lesh). Mbushi (shtroi) minderin. U uifën (u shtrinë) mbi minder.*
*it* Njeri i minderit *keq.* njeri që ka qejf të rrijë rehat ose të ketë një detyrë të lartë e të rehatshme; njeri i kolltukut.
MINERAL, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. Lëndë joorganike ose bashkim kimik natyror, që gjendet i ngurtë a i lëngët në koren e Tokës ose në sipërfaqe të saj dhe përmban metale etj.; xeheror. *Mineral i thjeshtë. Mineral i pasur (i varfër). Mineral hekuri (kromi, bakri, plumbi). Nxjerrja (shkrirja) e mineraleve. Per-punimi i Mineraleve. Kërkuesit e mineraleve. Ulina e përpunimit të Mineraleve.*
MINERAL,~E *Mb.* 1. Që ka të bëjë me mineralet; që është mineral ose që përmban mineral; xeheror. *Lëndë minerale. Plehra minerale. Kripëra minerale. Shtresa minerale. Burime minerale. Ujë mineral* ujë që përmban mineral të tretur. *Vaj mineral.*
2. Që merret me nxjerrjen dhe përpunimin e mineraleve, minerar. *Industria minerale. Ndërmarrje minerale.*
MINERALIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MINERALI-ZOJ, MINERALIZOHET. *Mineralizim i iobët. Mineralizimi i ujit. Mineralizimi i kromit (i bakrit). Mineralizimi i indeve të kockave. Mineralizimi i tokës. Mineralizimi i lëndëve organike. Shkalla e minerali-zimit.*
2. Përbërje minerale; kripëra minerale. *Ujë me mineralizim. Përmban mineralizime.*
MINERALIZOHET *vetv.* 1. Fiton cilësi minerale; shndërrohet në mineral; ngopet me kripëra minerale. *2, Pis. e* MINERALIZOJ.
MINERALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~OAR. Bëj që
një lëndë të fitojë cilësi minerale, shndërroj në mineral; pasuroj me mineral; ngop me kripëra minerale. *Mineralizon ujin (token).*
MINERALMBAJTËS,~E *mb.* Që përmban mi-
neral, që ka minerale, xeherormbajtës. *Shtresa (fusha) mineralmbajtëse.*
MINERALOGJl,~A . 1. Degë e gjeologjisë që studion mineralet.
2. Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj dege në shkollë; *bised.* teksti që përmban kë-to njohuri. *Teksti i mineralogjisë.*

MINERALOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me mi-neralogjinë, që i përket mineralogjisë, i mineralogjisë. *Analizë mineralogjike. Studime mineralogjike. Përbërja mineralogjike. Muzeu mineralogjik.*

MINERAR,~E *mb.* Që ka të bëjë me mineralin ose me minierën; që përmban mineral; mineral. *Zone minerare. Industria minerare. Pus minerar. Punime minerare.*

MINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Armë e posaçme e mbushur me lëndë shpërthyese, që vendoset nën dhe a nën ujë ose që lëshohet me mjete të posaçme për të hedhur në ere ura, për të shkatërruar mjetet e lëvizshme, për të dëmtuar forcat e gjalla të armikut etj. *Mine elektrike (me sahat). Mine kundër këmbësorisë (kundërtanke). Fushë me mina. Shpërthimi i minave.*

*2.* Minierë. *Mine qymyrguri. Mine florin (bakri). Inxhinier minash.*

3. Vrimë e çelur në një shkëmb a në diçka tjetër të forte, e cila mbushet me dinamit për ta hedhur në erë; mbushja shpërthyese që vendoset në këtë vrimë. *Mbushin minat me dinamit. Plasën minat.*

*4. fig. shih* MINIERË,~A 2. *Arkivi është një mine me dokumente. Mine ari* burirn me vlerë të madhe.

*5. fig.* Mjet që përdoret nga dikush për të shkatërruar një punë, një plan etj.; veprimtari e fshehtë për të prishur një punë. *I vuri minat diçkaje e* shkatërroi, e prisbi; e sabotoi, e minoi.

•*k* Fushë me mina fushë veprimtarie a detyrë me shumë rreziqe të papritura. I shpërtheu (i plasi) mina ndër duar nuk mundi dot të vinte në jetë planin e tij sabotues, sepse u zbulua; e peso! vetë të keqen që donte t'ia bënte dikujt tjetër.

MING *onomat.* As cing, as ming *shih te* CING.

MINIATURË,~A. *sh.* ~A, ~AT. I. *art.* Pikturë e vogël, e punuar me mjeshtëri e zakonisht me shumë ngjyra; shkronjë e zbukuruar në krye të kapitujve të dorëshkrimeve dhe të librave të vjetra. *Miniaturat bizantine. Piktor miniaturash* miniaturist.

2. *art.* Vepër arti (tablo, poftret etj.) në përmasa shumë të vogla, e punuar hollë e me shije. *Miniature në dru (në porcelan). Koleksion miniaturash.*

3. *let., muz.* Pjesë e vogël letrare e muzikore (ske-në dramatike, skeç etj.); skicë. *Miniature teatrale (dramaturgjike). Miniature orkestrale (instrumental, pianistike). Teatri i miniaturave.*

4. *libr.* Përdoret me parafjalën në, me kuptimin “në përmasa shumë të vogla, i zvogëluar”. *Shtëpi në miniature. Qytet në miniature. Aparat në miniature. Magnetoon në miniature.*

MINIATURIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën miniatura, piktor miniaturash. *Miniaturistët mesjetarë shqiptarë. Miniaturist i talentuar.*

2. Autor veprash të vogla letrare e muzikore.

MINIERË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Grope a pusqë është gërmuar thellë në tokë për të nxjerrë minerale; vendi nën dhe ose në sipërfaqen e tokës ku nxirren minerale (së bashku me pajisjet enevojshme); xehe. *Minierë e nëndheshme (e hapur). Miniera e. qymyr-gurit (e hekurit, e bakrit, e kromit, e bitumit). Miniera e kripës. Miniera e Memaliajt (e Bulqizës). Pu-nëtor (teknik, inxhinier) miniere. Puset e minierës. Ministria e Industrisë dhe e Minierave.*

2. *fig.* Burim shumë i pasur e i pashtershëm për diçka. *Minierë të dhënash (njohurish, diturish). Është minierë e pashfrytëzuar.*

MINIFUND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fund shumë i shkurtër për vajza e gra (si veshje e modes borgjeze e fevizioniste).

MINIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-limeve të foljeve MINOJ, MINOHEM *Minimi i rrugëve (i urave). Minimi i ntarrëveshjeve.*

MINIMAL,~E *mb. libr.* 1. Me i vogli a me i ulti ndër të tjerët në një shkallëzim të caktuar, i shkallës më të ulët a i cakut më të poshtëm; i yogël, i ulët e i title sa me s'bëhet; *kund.* maksimal. *Kërkesa minimale. Temperatura minintale. Kufiri minimal. Paga minimale. Normative minimale.*

2. *si em.* ~E, ~JA . Caku me i ulët i diçkaje, kufiri me i poshtëm; *kund.* maksimale. *Minimalja e të ardhurave (e shpenzimeve). Minimala absolute e temperatures. Nga minimalja te maksimalja.*

MINIMIZIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MINIMIZOJ, MINIMIZOHET. *Mini-mizimi i vështirësive.*

MINIMIZOHET *libr. Pës. e* MINIMIZOJ.

MINIMIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* I paraqit si shumë të vogla, të pakta a të ulëta vlerat e vërteta të një dukurie, të një pune, të një veprtmtarie etj., zvogëloj masën a rëndësinë e diçkaje. *Minimizon rre-zikun. Minimizon gabimet (të metat) e dikujt. Minimizonte anët e mira (e këqija).*

MINIMUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. *kryes. nj.* Sasia më e vogël ose shkalla më e ulët ndër të tjerat në një radhë të caktuar, madhssia minimale; caku me i ulët a me i poshtëm deri ku mund të arrijë diçka; më e pakta; *kund.* maksimum. *Minimurrti idomosdoshëm. Minimumi i njohurive. Minimumi i mundësive. Mi-nimumi i të ardhurave (i shpsnzimeve). Minimumi i kohës (i punës, i pages). Minimumi është tri ditë. Pa-kësohet në minimum. Dha (mori) minimumin.*

2. *drejt. bised.* Dënimi me i vogël; *kund.* maksimum. *dhanë minimumin. U dënua me minimumin.*

3. *meteor.* Zone e shtypjes atmosferike më të ulët; *kund.* maksimum.

4. *përd. ndajf.* Tëpaktën; jo me pak se (me fjalë që shënojnë sasi). *Kishte minimum treqind vetë.*

MINISTËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Anëtar i qeverisë, që drejton një ministri. *Minister i Punëve të Jashtme (i Shëndetësisë...). Minister pa portofol* anëtar i qeverisë, që kryen një detyrë të rëndësishme në Këshillin e Ministrave, por nuk drejton ndonjë ministri. *Minister shteti* minister pa portofol. *Kë-shilli i Ministrave* qeveria. *Kabineti i ministrit. Se-kretari i ministrit. U emërua minister.*

• Minister fuqiplotS *dipt,* i dërguar i jashtëzakon-shëm prans qeverisë së një vendi.tjetër, i një shkalle më të ulët se ambasadori.

MINlSTRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* Ml-N|STËR,~RI. *Ministrja e Bujqësisë. Ministrja e Arsimit dhe e Kulturës.*

MINISTRl,~A . *sh.* ~, ~TË. Organ qendror i administratës shtetërore, që drejton veprimtarinë në një fushë të caktuar të ekonomisë, të kulturës, të mbrojtjes etj. dhe që ka në krye një anëtar të Këshillit të Ministrave; ndërtesa e këtij organi. *Ministria e Industrisë dhe e Minierave (e Financave, e Tregtisë, e Ndërtimit, e Shëndetësisë, e*

*Arsimit dhe e Kulturës...). Ministria e Mbrojtjes Popullore. Ministria e Punëve të Jashtme. Ministria e Punëve të Brendshme. Ko-legjiumi i ministrisë. Punonjësit e ministrisë. Drejtoritë e ministrisë.*

MINISTROR,~E *mb. zyrt.* Që ka të bëjë me qe-verinë ose me ministri të a me ministrat; i ministrisë ose i ministrave. *Këshilli ministror. vjet. Zyrë mi-nistrore. vjet. Krizë ministrore (në vendet kapitaliste).*

MINOHEM. *Pës. e* MINOJ.

MINOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Vë mina në një vend të caktuar (në një rrugë kalimi, nën urë, në det etj.) për të shkatërruar diçka a për ta hedhur në ere, për të dëmtuar trupat e armikut etj. *Minoi rrugën (një urë, depon). Minuan fushën (detin).*

2. *fig.* Përpiqem me dredhi e me gjithfarë mjetesh e mënyrash të fshehta për të dëmtuar dike a diçka ose për të sabotuar një punë. *Minon ekonominë e një vendi. Minoi punimet e konferencës. Minoi mi-qësinë. Revizionistët minojnë luftën revolucionare të popujve të botës.*

MDMORITAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ET. Pjesëtar i një pakice kombëtare, që jeton në një vend a në një shtet tjetër. *Në RPS të Shqipërisë minoritarët gëzojnë të gjitha të drejtat.*

MINORITAR,~E *mb.* Që ka të bëjë me minori-tetin ose me minoritarët; që i përket pakicës kombëtare të një vendi. *Populist minoritare. Shkollë minoritare. Shkrimtar (mësues) minorItar.*

MINOMTET,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Pakicë kombëtare që jeton në një vend a në një shtet tjetër. *Mi-noriteti grek në Shqipëri.*

2. *fig. libr.* Diçka e vogël në numër; pakicë. *Për-bëjnë një minoritet. Jane në minoritet.*

MINUAR (i,e) *mb.* 1. Që i janë vënë mina, që është minuar. *Tokë (zone) e minuar. Urë (ndërtesë) e mi-nuar.*

2. *fig.* Që është brejtur përbrenda; që është dobë-suar si pasojë e një pune të fshehtë e armiqësore; i sabotuar. *Miqësi e minuar. Plan i minuar.*

MINUES,~E *mb.* Që bëhet me qëllime të caktuara për të minuar një punë etj., që ka karakter sabotues. *Rol minues. Veprimtari (punë) minuese.*

MINUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Mi i vogël. *Zuri një minuk.*

2. *fig. bised.* Fëmijë i vogël; *mospërf.* burrë i shkurtër, shkurtabiq.

MINUET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Valle franceze, që kërcehet me ritëm të ngadalshëm; muzika e kësaj valleje.

2. *muz.* Pjesë muzikore që përbën kohën e tretë të son."tave dhe të simfonive. *Minuetet e Mocartit.*MlNCS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *mat.* Shenja (-) që vihet ndërmjet dy numrave a dy madhësive për të treguar veprimin aritmetik të zbritjes; shenjë e tillë që tregon vlerën e kundërt me atë të një madhësie po-zitive; *kund.* plus. *4-1 (katër minus një).-a (minus a). I vuri një minus përpara.*

*2. përd. kallëzues. mat.* Heqim, zbresim (kur zbre-sim një numër a një madhësi nga një tjetër); pa. *Shtdtë minus pesë baras dy.*

3. *spec.* Madhësi negative, madhësi nën zero (kur matim temperaturën e ajrit etj.); shenja (-) që për-dorct për të shënuar temperaturën nën zero; *kund.* plus. *Në temperaturën minus pesë grade (-5°).*

4. *elektr.* Elektriciteti negativ; shenja (-) që tregon elektricitetin negativ në një bateri, në një pile etj.; *kund.* plus. *Rryrna shkon nga plusi në minus.*

5. Shenja (-) që përdoret për të shënuar një vle-rësim të dijeve të nxënësve pak më të ulët se vetë nota e J plotë; *kund.* plus. *Shtatë minus (-1).*

6. *fig. libr.* E metë, ana e dobët e dikujt a e diç-kaje, mungesë, cen; e keqe; *kund.* plus. *Është minus I madh për të. la di (ia njoh) minuset dhe pluset. Ka një minus.*

7. *përd. lidh.* Pa këtë, hiq edhe..., pa. *Shpenzimet minus mundimi.*

MINUSHË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Mi femër. *Mi-nushë arash.*
+ Ia bëri minushë ia mbathi vrapit, iku më të katra.

IMINUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Njësi e matjes së kohës, që është e barabartë me një të gjashtëdhjetën pjesë të ores dhe që përbëhet nga gjashtëdhjetë se-konda. *Dy ore e pesë minuta. Pesë minuta pushim. Loja zgjati dyzet e pesë minuta. Goli u be në minutën e dymbëdhjetë të pjesës së pare. Orët i kthejntë në minuta. Të mos humbasim asnjë minute!*

2. *bised.* Periudhë kohe shumë e shkurtër, fare pak kohë; cast. *E la në minutën (për minutat) e fundit. Me prit një minute! Po e man vetëm një minute* po e marr vetëm për pak kohë. *Kant një minute punë* kam pak punë. *Erdha, një minute! Të mos harrojmë për asnjë minute se... U kthye brenda një minute. Një minute, të lutem!* përdoret kur i drejtohemi dikujt që të qëndrojë pak caste për të biseduar më të ose që të presë pak.

3. *spec.* Njësi e përllogaritjes së këndeve dhe të harqeve, e barabartë me një të gjashtëdhjetën pjesë të grades (shenja '). *Kënd (hark) prej* 28 *gradësh,* 32 *minutash dhe* 45 *sekondash* (28° 32' 45'V.

*-k* Në atë (këtë) minute menjëherë, shpejt; në cast. Ore e minute *shih tek* ORË,~A i. E presim nga minuta në minute e presim shpejt, nga çasti në cast. Ç'sjell minuta, s'e sjell ora (s'e sjell moti) *fj. u.* mund të ndodhë papritur një gjë e rëndësishme në një cast shumë të shkurtër.

MIOP,~E *mb.* Dritëshkurtër. *Me sy miopë. Njerëz (politikanë) miopë. Është miop.*

MIOPl,~A . Dritëshkurtësi. *Miopi e theksuar. mjek. Miopi politike.*

MIQËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Ndjenjë dasha-mirësie e ndërsjellë, që lind në mes dy a me shumë vetave pa lidhje gjaku dhe që mbështetet në besimin e nderimin ndaj njëri-tjetrit, në ideale, synime e interesa të përbashkëta; tërësi lidhjesh e marrëdhëniesh që frymëzohen nga ndjenja të tilla, lidhje e ngushtë shoqërore ndërmjet njerëzve që e duan dhe e për-
krahin njëri-tjetrin, që i ndajnë bashkë gëzimet e hidhërimet; *kund.* armiqësi. *Miqësi e vërtetë (e shën-doshë, e ngushtë, e çiltër, e paster). Miqësi e vjetër (e re). Miqësi familjare. Miqësi e sëmurë* miqësi jo e shëndoshë që frymëzohet nga qëllime jo të mira. *Miqësi e rreme. Ndjenjat e miqësisë. Ka miqësi me të. Ruaj (çmoj) miqësinë. Miqësia miqësi, puna punë. fj. u. për miqësinë që kemi!* (betim).

2. Lidhje e marredhënie të mira në mes dy a me shumë vendeve, popujve pse partive, që udhëhiqen nga ideale, nga qëllime dhe nga intetesa të përbashkëta. *Miqësi luftarake (revolucionare). Miqësi e pa-thyeshme (e përjetshme, e çeliktë). Miqësi vëllazërore. Miqësia ndërmjet popujve. Traktat miqësie.*

3. *përmb.* Gjithë miqtë e dashamirët; njerëzit e afërm. *Erdhi (u mblodh) miqësia. Thirri miqësinë në gosti.*

4. Krushqi. *Lidhën miqësi.*

MIQËSIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve MIQËSOJ, MIQËSOHEM. *Miqësimi me pu-nëtorët (me kooperativistët). Miqësimi i mësuesit me nxënësit.*

MIQËSISHT *ndajf.* Në mënyrë miqësore, si mik; me dashamirësi. *foli (i buzëqeshi) miqësisht. E për-shëndeti miqësisht. E këshilloi miqësisht. I shtrëhgoi dorën miqësisht. Biseduan (kuvenduan) miqësisht. V sollën më të miqësisht.*

MIQËSOHEM *vetv.* 1. Bëhem mik me dike; lidh miqësi me dike; *kund.* armiqësohem. *U miqësuam në aksion. U miqësuan me fshatarët. Fëmijët miqësohen shpejt njëri me tjetrin. U njohën mirë njëri me tjetrin dhe u miqësuan.*

2. Lidh krushqi me dike. *A to dy familje u miqësuan.*

MIQËSOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. Bëj që dy a me shumë vetë të lidhin miqësi njëri me tjetrin, i bëj miq; pajtoj dy veta që ishin zënë e nuk i flitnin njëri-tjetrit; *kund.* armiqësoj. *miqësoi të dy familjet.*

MIQËSOR,~E *mb.* 1. Që mbështetet në miqësinë ndërmjet dy a me shumë vetave, që është për të mirën e njëri-tjetrit; që është si prej miku të vërtetë. *Marredhënie (lidhje) miqësore. Bashkëpunim miqësor. Ndih-më (frymë) miqësore. Vizitë miqësore. Qëndrim miqësor.*

*2.* Që shpreh a që tregon miqësi, mirëdashës. *Fjalë miqësore. Vështrim miqësor. Buzëqeshje miqësore.*

3. *sport.* Që nuk bëhet për kampionat, që është jashtë kampionatit. *Ndeshje (gara) miqësore. Takim miqësor.*

MIRADIAS,~E *mb.* Mirënjohës.

MIRADIJE,~A. Mirënjohje. *Në shenjë mlradijeje. E pa me miradije. Ia dha për miradije.*

MIRADIJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Mirënjohës. *Zemër e miradijshme. U tregua i miradijshëm.*

MIRAKANDE,~JA . 1. Ëndje, kënaqësi, dëshirë për diçka; qejf. *E bleu (e mori) për mirakande. E ndryshoi sipas mirakandes së vet. Ha me mirakande.*

2. *në sh.* ~E, ~ET. Gjëra të mira e të zgjedhura sipas qejfit (sidomos për ushqimet).

MIRAS *ndajf.* Në marrëdhënie të mira; më të mirë; mirë. *Jane miras e merren vesh. Shkojnë miras njëri me tjetrin. U ndanë miras.*MIRATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljevc MlRATOJ, MIRATOHET.

*Miratim i plotë. Miratimi i planit (i vendimit, i dekretit,* i *Ugjit). Brohoritje (thirrje) miratimi. Fjalë miratimi. Në shenjë miratimi. Jap (marr) miralimin. E pa me miratim. E paraqitën për miratim.*

MIRAIOl:ET. *Pës. e* MlRATOJ. *Ligji u miratua nga Kuvendi Popullor. U miratua plani. U miratua me shumicë votash.*

MIRATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. E pranoj diçka zyrtarisht si të drejtë, të rregullt, të lejueshme etj.; e pranoj një gjë si të vendosur përfundimisht, shpreh pëlqim të plotë për diçka. *Miratuan planin (vendimin, ligjin, projektin). Miratuan rendin e ditës. Miratuan raportin. E miratuan njëzëri.*

2. Pëlqej një veprim a një sjcllje dhe shpreh për-krahjen për të, e pranoj diçka si të mirë; pajtohem me diçka dhe e quaj të drejtë. *la miratoi mendimin (fjalët). E miratoi plotësisht (me gjithë zemër). Mi-ratonte me kokë. Nuk e miraton qëndrimin e tij.*

MlRATËAR (i,e) *mb.* Që është pranuar zyrtarisht si i drejtë, i rregullt, i lejueshëm etj.; që është pranuar si i vendosur përfundimisht. *Vendim i miratuar.*

MIRATËES,~E *mb.* Që shpreh miratimin dhe pëlqimin për diçka, që e pranon, që e miraton. *Qën-drim miratues. Thirrje (pëshpëritje) m:ratuese. Vësh-trim (shikim) miratues.*

MIRAZH,~I *m. sh.* ~E. ~ET. i. *opt.* Dukuri që shkakfohet nga përthyerja jo e njëllojtë e rrezeve të dritës në shtrcsat e ajrit me dendësi të ndryshme dhe që krijon te njeriu përshtypjen e rreme të shtre-save të ujit, të sendeve të përmbysura kokëposhtë ose të shformuara etj.; vegimi a përshtypja e rreme që krijohet nga kjo dukuri. *Mirazh mjegullor. Mi-razhet e shkretëtirës. Mirazhi i një anijeje (i një ishutli, i një qyteti, i një liqerti). Mirazhe në vapë. Pa një mirazh. U zhduk mirazhi.*

*2. fig. libr.* Përshtypje e rreme, patnje a dukje mashtrucse, iluzion. *Mirazhe joshëse; Mirazhi i suk-seseve (i fitoreve, i premtimeve). Bota e ntirazheve.*

MIRDlTAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës nga Mirdita ose ai që e ka prejardhjen nga Mirdita.

MIRDITAS,~E *mb.* Mirditor. *Fshatarët mirditas. Mihatorët mirditas.*

MIRDITOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mirditas.

MTRT)ITOR,~E *mb.* Që lidhet me Mirditën ose me mirditorët, që është karakteristik për Mirditën ose për mirditorët, i Mirditës ose i;nirditorëve; që është krijuar nga mirditasit. *Grate ntirditore. Veshje mirdito:e. E folntja mirditore. gjuh.*

MIRDITORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MIR-DITOR,~I.

MIRË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (Ië). 1. Gjendje e mirë a e kënaqshme, në të cilën ndodhet dikush; mirësi, mirëqenie, mbarësi; *kund.* e keqe, e Hgë. *la do të mirën. E mira e të mirave më e* mira. *Të mirën të gjithë e duan. I ka ardhur (i trokiti) e mira në derë. Hapi derën'së mirës! I ra së mirës me shkelma. E mira s'ka fund. Ju ardhshim për të mirë! ur. për të mirë! ur.* pcrdoret kur pimë kafenë a ndonjë pije tjetet, në një vizitë ngushellirm otj. në kuptimin “Ju ardbshim në raste gëzimi! për gëzim!”.

2. Gjithçka e dobishme që i shërben njeriut pei të plotësuar nevojat materiale e shpirtërore dhe për mi-rëqenien e vet. *Të mirat matsriale (shpirtërore, kul-turore). Puna është burimi i të gjitha të mirave. E priti (ia shtroi) më të gjitha të mirat. Ka të gjitha të mirat* nuk i mungon asgjë, ka çdo gjë që i nevojitet. *Është në mes të të mirave. Të gjitha të mirat! ur.*

3. Nder, shërbim a vepër e dobishme për të ndih-muar dike kur ka nevojë; *kund.* e kcqe, e ligë. *bëri një të mirë (të madhe). Nuk i harron të mirat (që i kanë bërë). Ka pasur shumë të mira prej tij. Ia diti për të mirë. As e mira, as e keqja (e ligaj nuk duhen harruar.fj. u.*

4. Ana e mirë e diçkaje, vetia a cilësia c vlefshme e dikujt a e diçkaje; të qcnët i mirë; dobia a përfitimi që kemi nga dikush a nga diçka; *kund.* e keqe. *Të mirat e shkencës dihen. Të mirat e kësaj metode duken. Kjo punë ka edhe një të mirë. Ai ka me shumë të mira se të këqija. Qe një e mirë që na erdhën të gjithë. për të mirën e pirgjithshme. për të mirën e popullit e të Atdheut. Ësh;ë për të mirën e vendit.*

5. Qëllim a synim i mirë që na shtyn të vemi diku a të ndërmarrim diçka. *Ka ardhur për të mirë. Ç'e mirë të solli këtej?*

6. *mit.* Figure e mitologjisë popullore, e ngjashme me zanën, orën etj.; secila nga të tn grate që, sipas mitologjisë popullore, i presin fatin një foshnjeje pranë djepit të saj natën e tretë pas lindjes ose që u ndih-mojnë

njerëzve kur këta ndodhen ngushtë; i^ati i mirë, fati. *E mira e nialit (e bjeshkëve). Shpella e të mirave. Thirri të mirat në nevojë. Desh e mira e nuk zgjati shumë. E solli e mira shëndoshë në shtëpi.*

7. *euf.* Sëmundja e tokës, epilepsia. *E zuri e mira. I raftë e mira! mallk.*

8. *zool., euf.* Nusja e lalës, bukla.

^ Ia di për të mirë (për nder) *dikujt shih te* DI. Është më të mirat *dikush* është me qejf, duron e nuk zemërohet. Fjettë të mirën! *mallk. shih te* FLE. Të marrtë e mira (e mbara)! *ur. shih te* MARR. I bie së mirë; (bukës) me shkelma (mo kërabë) *shih te* SHKELM,~I. E gjen e mira vetë është njeri fatlum-tur, i shkon mbarë çdo gjë. E mira e ka të mirën ;. *u.* kush bën mirë, gjen mirë. I zuri sytë e mire (buka) *shih te* BUKË,~A.

MIRË,~T (të) *as.* E mira; *kund.* të keqtë. më të *mirë* me fjalë të mira, më të butë; me hir, me dashje, jo me dhur.ë; *kund. më të* keq. *I foli (e mcri, iahëngri kokën) më të mirë. Bindet (dëgjon, kupton) më të mirë. E do (e ka) më të mirë. O më të mirë, o më të keq do ta bëjë pa tjetër. Të dua të mirët pa të them.*

MfRË (i,e) *mb.* 1. Që ka tipare të çmueshme e të pëlqyeshme, që ka cilësitë e duhura dhe vlerën e du-hur, që është ashtu si duhet të jetë dhe i përmbush plotësisht kërkesat tëna me vetitë e me cilësitë që ka (me përmbajtjen a me forirk-n, me shijen a me erën e këndshme -3tj.) ose që karakterizohet nga përmbush j a e plotë e n?vojavs materiale e shpirtërore të njeriut e të shoqërisë; që është i shëndoshë, pa cene e të meta, plotësisht i kënaqshëm; i vlefshëm, i çmueshëm; *kund.* i keq. *Qumësht (djathë, gjalpë) i mirë. Ujë i mirë. Verë (raki) e mirë. Kafe e mirë. Mish (peshk) i mirë. Miell i mirë. Bukë e mirë. Gjellë e mirë. Mollë (domate) të mira. Duhan i mirë. Me shije (me ere) të mirë. Stof i mirë. Këpucë (rroba) të •nira. Tokë e mirë. Kale i mirë. Traktor i nv'rë. Pushkë e mirë. Ndër-tesë (shtëpi) e mirë. Rrugë (urë) e mirë. Shkollë e mirë. KraSitje e mirë. Shartim i mirë. Film (roman, studim,përkthim) i mirë. Jetesë (jetë) e mire. Gjendje ekonontike (shpirtërore) e mirë. Përcjellës i mirë i nxehtësisë (i elektricitetit). Me cilësi (me veti) të mira. Gëzon shëndet të mirë. Ka tradita (zakone) të mira.*

*2.* Që ka përgatitje të gjerë e të thellë dhe përvojë të madhe në punë; që shquhet për veti të çmuara, për aftësitë e p6r shprehitë që ka; i zoti, i aftë; *kund.* i ke<|. *Punëlor (mjeshtër, bulk, mjek, mësues, atlet, hjtar) i mirë. Shkrimtar (piktor, aktor) i mirë. Am-iisë (edukatore, mnmi) e mirë. Organizator (drejtues)* I *mirë. Nxënës i mirë. Trimi i mirë me shokë shumë. flu.*

3. Që ka tipare të rregullta e tërheqëse, i hijshëm, i bukur. *Ka trup të mirë. Me fy tyre të mirë. Ka sy (fio-kë, dhëmbë) të mirë.*

4. Që është i dobishëm për trupin e për mendjen, që na ndihmon në jetë e në punë, që na tregon udhën e zgjidhjen e drejtë; i dobishëm; që na lehtëson për-pjekjet a vuajtjet; i volitshëm; *kund.* 1 keq; i dëm-shëm. *Ushqim (shumë) i mirë. Udhëzim (mësim) I mirë. Këshillë e mirë. Mendim i mirë. Përvojë ë mirë. puhani nuk është i mirë për shëndetin. Kishte nevojë 4pftë edhepër një fjalë të mirë. Ështëgjë e mirë që... Qe një rast i mirë.*

5. Që paralajmëron a sjell mbarësi ose diçka të gëzueshme; *kund. i* keq. *Shenjë e mirë. Lajme të mira.*

*6.* I mbarë, që shkon përpara e të shpie përpara ose që krijon mundësi për arritjë të mttejshme; *kund. i* keq. *Fillim (zhvillim) i mirë. Mbirje e mirë. bujq.*

7. Që është i vlefshëm për shoqërinë dhe çmohet prej saj si shprehje e vierave të larta morale; që u përgjigjet normave të vendosura nga shoqëria e nuk i shkel këto; *kund.* i keq. *Ka bërë shumë Vepra (punë) të mira për popullin. Ka sjellje të mirë. Mban qëndrim të mirë. Ka rreth shoqëror të mirë.*

8. Që është i sjellshëm e i urtë; që është i dashur, i butë e njerëzor, që ka ndjenja të çiltra miqësore e shoqërore ndaj të tjerëve, që i do dhe i nderon ata më të vërtetë; që u bën të mira të tjerëve e i ndihmon ata me zemër të paster, bujar, zemërgjerë, i drejtë e i ndershëm; *kund.* i keq; i lig. *Djalë i mirë. Vajzë e mirë. Fëmijë i mirë. Njeri i mirë. Shok (mik) i mirë. Ka zemër të mirë.*

*9.* Që nuk ka asnjë njollë morale, që dëshmon për ndershmërinë e për pastërtinë shpirtërore të dikujt, për guximin e për vetëmohimin e tij në jetë e në punë, për veprat e tij të dobishme a të shquara etj.; *kund.* i keq. *Ka enter (nam) të mirë. Ka line kujtims të mira.*

10. Që dallohet në llojin e vet, që ka disa cilësi të veçanta, më të larta në krahasim me sendet e rën-domta të të njëjtit lloj; që ruhet e përdoret për ditë të shënuara; që mbahet për miq e të ftuar. *Dhoma (oda) e mirë* dhoma e miqve. *Vaj i mirë. bised.* vaj ulliri. *Gur i mirë. bised.* gur i çmuar. *Vend i mirë. vjet.* vend “i shenjtë”. *Ditë e mirë. vjet.* e kremte. *Veshi rrobat (këpucët) e mira. Shtroi pjatat e mira. Nxori jorganët e mirë.*

11. *bised.* I djathtë. *Dora e mirë. Syri i mirë.*

12. Që ka një vlerë më të madhe sesa numri që për-faqëson (në disa lojra me letra). *Dyshi i mirë* dyshi spathi. *Dhjeta e mirë* dhjeta karo. *Letër e mirë* letër më të cilën fiton lojën.

13. Që mjafton për të plotësuar mirë të gjitha ne-~ vojat, i mjaftueshëm a me se i mjaftueshëm, i madh,
i bollshëm; i majmë; *bised.* jo me i vogël a jo me i paktë, i plotë (përdoret në disa togje f jalësh së bashku
me një emër e me një numëror themelor). *Ka rrogë ti mirë (të ardhura të mira). Mori një shumë (një sasi, nji pjesë) të mirë. I dha një ryshfet (një bakshish) të Mirë. keq. Fshati mban tri ore të mira me këmbë. Qën-droi katër muaj të mirë në spital. Hëngri dy pjata të mira me gjillë.*

14. I kthjellët, pa re, pa shi a pa dëborë, pa erë etj. (për kohën); *kund.* i keq. *Ditë (kohë) e mirë. Mot i mirë,*

15. *euf., mjek.* Përdoret si gjymtyrë e dytë në disa emërtime të pathjeshta që shënojnë sëmundje të rënda e ngjitëse; i bardhë. *Kolla e mirë. Lia e miri. Grykët e mira. Fshikëza (lulja) e mirë* plasja. *Koqe e mirë* i thatë.

16. Përdoret si pjesë e dytë në disa togfjalësha ose në disa shprehje pasthirrmore për urime. *Natën e mirë Ditën e mirë! Mbrëmja e mirë!* mirëmbrëma!

17. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1, 2, 8, 10, 11, 12 të mbiemrit.

për fat të mire *shih te* FAT,~I. Me hënë (me hënëz) të mirë *shih te* HËNË,^A. Një pjesë e mirë *qeniesh a sendesh* pothuaj shumica, shumë prej tyre. Bëu figure të mirë (të keqe) *libr. shih te* FI-GURË,~A. I dha një mësim të mirë e qortoi ose e ndëshkoi ashtu si duhet që të zërë mend njëherë e mirë. Mori një mësim të mirë *shih te* MËSIM,~I 6. E ka (e sheh) me sy të mirë *dike shih te* SY,~RI. E ka tiroan të mirë *shih te* THUA, THOI. E

përcolli me fjalë të mira e përcolli me premtime, pa i dhënë ndih-më konkrete. Po t shtie cyrekët të mirë (bukët të mira) *shih te* SHTIE. Djathë i mirë (gjalpë, dhjamë) në lëkurë të qenit *përçnt. shih te* QEN,~I. Fjalë të mira e gurë në trastë (në torbë, në thes) *shih te* GUR,~I. Kali i mirënjihetnën mutafy. *u. shih te* MUTAF,~I. Kroi (pusi) i mirë njihet në kohë të thatë. *u. shih te* KRUA, KROI. Kur s'ke grurë, e mirë është edhe thekra ;. *u. shih te* THEKËR,~RA. Zonjë e mirë *euf. shih te* ZONJË,~A.

MlRË *ndajf.* 1. Me cilësi të mirë ose shumë të mirë; ashtu si duhet, pa të meta; duke plotësuar si duhet kërkesat a nevojat; në përputhje të plotë me diçka, në rregull, drejt, bukur; *kund.* keq. *Punon (gatuan, luan) mirë. Kërcen mirë. E pa (e vizitoi) mirë. E studio! mirë. Është punuar mirë. Shoh (dëgjoj) mirë. Ecën mirë (puna). I bie mirë violinës. Shkon mirë në mësime. I ka hyrë mirë punës. Doli mirë. E trajton mirë. Vishet rnlrë. Shpjegon (let) mirë. I nine mirë rrobat.*

2. Në mënyrë të përshtatshme e të hijshme, me mend e me arsye, ashtu si duhet, në rregull, drejt; me urtësi e me nder; në mënyrë miqësore a shoqërore; sipas normave të vendosura nga shoqëria; *kund.* keq. *Sillet (vepron) mirë. E këshillon mirë. Fol mirë!* fol mbarë! mos fol ters! *Flet mirë për shokët. Rri mirë. Gjykon mirë. Mirë thotë. Mirë e ka. Nuk e ke mirë* nuk je në rrugë të drejtë, nuk vepron si duhet. *Shkoj-në mirë njëri me tjetrin.*

3. Në gjendje a në kushte të kënaqshme ekono-mike etj.; në qetësi, rehat; në gjendje të mirë shën-detësore; *kund.* keg. *Mirë e me mirë. Mirë e tumirë* gjithnjë e me mirë, shumë mirë. *Rrojmë (jetojmë) mirë. Është (u be) mirë me shëndet. Mbahet mire. Uroj të jeni mirë^ Udhëtuan Ifletën) mirë. Sa yjen e Tnëmirë.Ekd(punën) mirë* e ka në rregull (punën).

4. Në një shkallë të lartë. shumë, fort a rëndë; në mënyrë të mjafiucsbme; deri në fund, sa a si duhet, plotëoisht. *U err mirë. E rrahën mirë. E njoh mirë.U login mirë. E shpartalloi ntirë. E ka zënë kolla mirë. Paguante mirë. Hëngri (piu) mirë. Fitonte mirë. I ra mirë dikujt* doli me fitira, pati mjaft fitime! *Pa u gdhirë mirë. Pa dale mirë dielli. Pa hapur sytë mirë.*

5. Me kënaqësi, me qejf, përzcmsrsisht, me bujari, me dashuri; *kund.* keq. *E priti mirë.*

6. *iron, bised.* Ashtu si duhet ose ashtu si e meriton (përdoret me kuptim të kundërt nga ai që ka zakonisht kjo fjalë kur dikush vepron keq a kur diçka bëhet keq). *Mirë, besa! la punoi mirë! Mirë e gjeti! Mirë ia bënë!*

7. *si pasth.* Përdoret kur miratojmë një veprim, një kërkesë, një lutje etj. *Mirë, le të vijë. Mirë, pra-noj! Po deshe të vish, mirë, po nuk deshe, mos eja! Mirë, thuaje! Mirë, ik!*

8. Përdoret në shprehje pasthirrmore për urime. *Mirë se erdhe! Mirë se vjen! Mirë se rrinit Mirë se ju gjela! Mirë ardhsh! Mirë vafsh! Mirë mbetsh! Qofsh mirë! Ju bëftë mirë!*

9. *përd. em.* Diçka e mirë, e mira; e mbara; *kund.* keq. *Bërimirë e gjeti keq. Mendoi për mirë. Paç mirë! ur. Me doli për mirë. Mori për mirë* mori për mbarë. *E ka për mirë. S'e zinte në gojë as për mirë as për keq.*

10. *përd. em. f.* Note kaluese midis “mjaftueshëm” “ “shumë mirë” për vlerësimin e njohurive ose të sjell-jes në shkollë. *Mori (i vuri) mirë.*

^ Sa mirë! përdoret kur shprehim kënaqësi ose miratim për dike a për diçka që e shohim, e dëgjojraë “tj. SI Jo me mirf shumë mirë, s'ka si bëhet me mirë. I bërl mirë *dikujt diçka* i solli dobi (një bar për shëndetin, një vërejtje e qortim për sjelljen, qën-drimin etj.). Doli (u wU) mirë *dikush* doli me fi-tim, doli faqebardhë. Mir4 e mire shumë mirë; shumë, fort. Mirë e bukur plotësisht, aq sa duhet; deri në fund, krejtësisht. Mirë a keq ashtu si mund ose aq sa mund, ashtu si di; në një fare mënyre. Një here e mirë një here e përgjithmonë, përfundimisht, për përgjithnjë. Mirë ia Mri (mirë ia punoi) veproi si “ kishte hak, i dha më të drejtë një rnësim. E ka mirë *me dike* ka marrëdhënie të mira, miqësore e shoqërorc me dike, i shkon fjala tek ai, merret vesh mirë me të. Me vjeu mirë gëzohem, me bëhet qejfi. S'e ke as për mirë as për keq *dike* s'e ke për asgjë, nuk të ndihmon dot, nuk sjell asnjë dobi. I estate furor <i ka hyrë) mirë rolit *libr. shih te* FUTEM. Laje gojëa mirë (me utbull)! *irçn. shih te* LAJ. £ mprehu mirë lapsin (penën) *libr. shih te* PENË,~A. Pa a tharë mirë boja *libr. shih te* BOJË,~A. Me mirS shketal se helm! *fj. u. shih te* SHKELM,~I. Me mire të të dale syri sesa nami *fj. u. shih te* SY,~RI. Me mirt djepin thatë (bosh) se shejtanin branda *fj. u. shih te* DJEP,~I. Me mirë të shkojë kryet (koka) se fyryra ;. *u. shih te* KRYE,~T.

MIRËBESIM,~I m. Besimi i plotë që kemi se dikush sillet ndaj nesh në mënyrë të ndershme e të çIltër, se vepron drejt e me qëllime të mira dhe nuk na mashtron; *kund.* keqbesim. *Mirëbesim i dyanshëm. Me mirëbesim. Forcimi i mirëbesimit. Mungesa (humbja) e mirëbesimit. Ka mirëbesim. Përfitoi nga mirëbesimi* *i tij. Shpërdoroi mirëbesimin e tij. Ia dha (ia la) në mirëbesim.*

MIRËBERËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që i bën mirë dikujt; ai që bën të mira; *kund.* keqbërës.

MIRËBERËS,~E *mb.* 1. Që i bën mirë dikujt; që bën të mira; *kund.* keqbërës.

2. Që merret me veprimtari bamirësie gjoja për të ndihmuar njerëzit e varfër, po që në të vërtetë ka për qëliim të ulë zemërimin e tyre e të shuajë luftën e klasave (për disa organizata e shoqëri në vendet kapitaliste); që bëhet gjoja për t'u ardhur në ndihmë nevojtarëve. *Organizatë (shoqëri) miribirëse. In-stitut ntirëbërës. Vepër (veprimtari) mirëbërëse. Festë (shfaqje) mirëbërëse.*

MIRËDASHËS,~I *m. sh. ~,* ~IT. Njeri që i do të mirën tjetrit dhe sillet ndaj tij si mik e me mirë-kuptim, dashamir; *kund.* keqdashës.

MIRËDASHËS,~E *mb.* Që u do të mirën të tje-rëve dhe sillet ndaj tyre si mik e me mirëkuptim, da-shamirës; që bëhet me dashamirësi a me qëliim të mirë; që është veti e dashamirit, prej dashamiri; *kund.* keqdashës. *Njeri mirëdashës. Vend mirëdashës. Fjalë (këshillë) mirëdashëse. Vështrim mirëdashës. Qëndrim mirëdashës. Politikë mirëdashëse.*

M(RËDASHJE,~A ..Dëshirë për t'u bërë mirë të tjerëve, dashamirësi; *kund.* keqdaih)e. *Tregoi mirë-dashje. Gëzon (fitoi) mirëdashjen e të tjerëve. E shikon me mirëdashje. Pret e përcjell me mirëdashje. Foli me mirëdashje. E dha me mirëdashje.*

MIRËDITA *pasth.* Përdoret për të përshëndetur dike kur takohemi më të gjatë ditës. *Mirëdita, shake (shoqe)i Mirëdita, nënë!*

MIRËFlLLl *ndajf.* 1. Shumë mirë, fare mirë, me siguri, pa asnjë dyshim; vërtetë. *E dinte mirëfilli se ashtu ishte. Me kujtohet mirëfilli. E kuptoi mirëfilli. E dëgjoi mirëfilli me veshët e vet.*

2. Qartë. *E tha (u shpreh) mirëfilli. Duket mirëfilli.*

MIRËFtL,LTË (i,e) *mb.* Që është tamam ashtu a i tillë, i vërtetë; i drejtpërdrejtë. *Burim i ntirëfilhë. Fjalor shpjegues i mirëfilltë. Njohje e mirëfilltë. Stu-dime të mirëfillta. Bisedime të ntirëfillta. Në kuptimin e mirëfilltë të fjatës.*

MIRËKUPTlM,~I *m.* Kuptimi i drejtë ndërmjet dy a me shumë vetave për çështje të caktuara, që shprehet me fjalë ose me vepra; marrëveshje; dëshira për të kuptuar mirë e drejt dike a diçka për të marrë parasysh gjendjen e tij, vështirësitë e mundësitë që ka etj. pa paragjykime e prapamendime; *kund.* keq-kuptim. *Mirëkuptim i plotë. Mirëkuptim i dyanshëm. Frymë (shenjë) mirëkuptimi. Gjen (tregon) mirëkuptim. U zgjidh me mirëkuptim.*

MIREKUPTOHEM *veto.* 1. E kuptoj drejt dike dhe ai gjithashtu me kupton mua drejt, gjej mirëkuptim a gjuhë të përbashkët për një çështje të cak-tuar, merrem vesh mirë me dike; *kund.* keqkuptobem. *U mirëkuptuan me njëri-tjetrin.*

2. *Pës. e* MIRËKUPTOJ.

MIRËKUPTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E kuptoj mirë e drejt dike a diçka, e marr vesh mirë dike; *kund.* keqkuptoj. *mirëkuptoi kërkesat (nevojat) e tjetrit.*

MIRËMBAHET. *Pës. e* MIRËMBAJ.

MIRËMBAJ *kal.,* ~TA, ~TUR. 1. Tregoj vazh-dimisht kujdes për diçka (për një makinë, për nje vcgcl, për një ndërtesë etj.) për ta mbajtur në gjendje të mirë, për t'i zgjatur kohen e përdorimit etj.; mbaj mirë e paster. *Mirëmbajnë makineritë (veglat e punts). Mirëmbajnë rrugët (urat). Mirëmbajnë monumentet e kulturës. Mirëmban rrobat.*2. Tregoj vazhdimisht kujdes për një njeri të së-murë a të pafuqishëm ose për një kafshë, duke e ush-qyer rregullisht e duke i bërë të gjitha shërbimct e nevojshme. *Mirëmban fëmijët. Mirëmbajnë bagëtinë.*

MIRËMBAJTJE,~A . yeprimi sipas kuptimeve të foljeve MIRËMBAJ, MIRËMBAHET. *Mirëmbajtja e ndërtesave (e shkollave, e fabrikave). Mirëmbajtja e automjeteve. Mirëmbajtja e mallrave. Mirëmbajtja e arinëye. Mirëmbajtja e librave (e jjetoreve). Ndër-mafrja e mirëmbajtjes së rrugëve.*

MIRËMBAJTUR (i,e) *mb.* 1. Që është ruajtur në gjendje të mirë, që është mbajtur me kujdes (për një vegël, për një shtëpi etj.). *Ndërtesë (rrugë, lulishte, makinë) e mirëmbajtur. Sfiesh (park) i mirëmbajtur.*

1. Që është mbajtur mirë, duke e ushqyer rregullisht dh£ duke i bërë vazhdimisht shërbimet e nevojshme. *Bagëti e mirëmbajtur.*

MIRËMBRËMA *pasth.* Përdoret për të përshën-decur dike kur takohemi më të në mbrëmje. *Mirë-mbrëma, shoqe (sliokë)! Mirëmbrëma, baba!*

MIRËMËNGJESI *pasth.* Përdoret për të përshën-detur dike kur takohemi më të në mëngjes. *Mirë-mëngjesi, shokë! Mirëmëngjesi fëmijë!*

MIRËNI,~A • Gjendje ekonomike e mirë; pa-suri, kamje. *Me mirë të kesh dituri se mirëni. fj. u.*

MIRËNJOHËS,~E *mb.* Që ta di e ta njeh të mirën që i ke bërë, që nuk i harron të mirat që i ke bërë dhe përpiqet të ta shpërblejt këtë në mënyrë të çiltër: që shpreh mirënjohje; *kund.* mosmirënjohSs. *Njeri mirënjohës. Qëndrim mirënjohës. Me një vështrim mirënjohës. Ju jemi mirënjohës.*

MIRËNJOHJE,~A . Ndjenja c;ë ushqejmë për dike, i.cili na ka ndihmuar ose na ka bërë të raira, ndjenjë mirënjohëse;*kund.* mosmirënjohje. *Me mirë-njohje të the lie (të pakufishme). Nv shenjë mirënjoh-jeje. I shfaqi (i shprehu) mirënjohjen e tij. Iu drejtua me mirënjohje.*

MIRËNJOHUR (i,e) *mb.* 1. Që njihet mirë nga.te gjithë. *Parim i mirënjohur. Tezë (parullë) e mirënjohur.*

2. Që ka fituar emër të mirë, i përmendur, i dë-gjuar; që është bërë i njohur gjerësisht a botërisht për një veprim a veprimtari të caktuar, që i ka dale nami (për të mirë ose për të keq). *Artist (piktor, shkrinitar, sportist) i mirënjohur.*

MIRËPO *lidh.* Përdoret në fjalitë e bashkërenditufa që shprehin marrëdhënia kundërshtore; megjithatë; porse, po, por. *dhanë kohë të mendohej, mirëpo nuk iu kujtua gjë. Ai mendohte për vepra të mëdha, mirëpo këtu kërkoheshin gjëra fare të thjeshia. Ai u nis për të mirë, mirëpo i doli keq.*

MIRËPRES *kal.,* ~ITA, ~ITUR. 1. E pres mirë e me kënaqësi dike, sillem më të në mënyrë të nje-rëzfshme, e pres me gjithë zemër tilie e nderoj si mik. *mirëpret miqtë (shokët). Populli i mirëpriste parti-zanët. E mlrëpriti Si motra vëtlanë.*

2. E pranoj me kënaqësi e me dëshirë diçka, jap pëlqimin tim për të; e dua diçka të mirë e të dobishme dhe e pres me dëshirë. *E' mirëpriti ftesën (lajmin,jy'of-__ tlmfn). I mirëpret vërgjtjet (kritika!). E mirëpriti kër-kesën e di k uj t për diçka. Veprën e re (ro-mahin e ri) lexuesit e mirëpritën.*

MIRËPRITEM. *Pës. e* MJRËPRES.

MIRËPRITËS,~E *mb.* I. Që të pret mirë e të nderon si mik; bujar. *Familje mirëpritëse. Vend (po-pull) mirëpritëE.*

*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbierririt. *Është i njohur si mirëpritës.*

MIRËPRITJE,~A . *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MIRËPRES, MIRËPRITEM. *Mirëpritje bujare. Gjeti mirëpritje kudo. E falënderoi për mirë-pritjen.*

MIRËPRITUR (i,e) *mb.* 1. Që pritet me dëshirë e me kënaqësi (për dike). *Mik (mysafir) i mirëpritur. Është kurdoherë i mirëpritur te ne.*

2. Që pritet me dashamirësi; që pranohet ose që pëlqehet nga të tjerë (për diçka). *Propozim i mirëpritur. Libër i mirëpritur.*

MIRËQENË (i,e) *mb.* Që pranohet se është në përputhje të plotë me disa rregulla e kërkesa të cak-tuara, që pranohet si i tillë, që e ka vlerën e duhur, i vlefshëm, i rregullt. *Provimi quhei i mirëqen?. Dëshmia (dëftesa) u quajt e mirëqenë.*

MIRËQENIE,~A. 1. Gjendja kur nuk mungojne mjetei për jetesë, kur janë plotësuar të gjitha ne-vojat materiale e shpirtërore të njeriut a të shoqërisë; gjendje e mirë. *Mirëqenie mcteriale (ekonomike, kulturore). Mirëqenie familjare. Mirëqenia e popullit (e masaye punonjëse). Ngritja (rritja) e mirëqenies.*

*2.* Gjendje e mirë nga ana shëndetësore. *Së parl pyesim për mirëqenien tuaj.*

MIRËRUAJTJE,~A . Ruajtja e diçkaje he gjendje të mirë, mirëmbajtie. *Mirëruajtja e librave. Mirëruajtja e pasurisë socialiste.*

MIRËRRIT (MIRËRRIS) *kal,* ~A, ~UR. Tregoj kujdes të vazhdueshëm për ta rritur mirë dike, për ta arsimuar dhe për ta edukuar si duhet; rrit mirë një kafshë a një bimë, duke i bërë të gjitha shërbimet e nevojshme. *Mirërritfëmijët. Mirërrit kafshët. AIirë-rrit bimët.*

MIRËRRITEM. *Pës. e* MVRËRRIT.

MIRËRRITJ,E,~A. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MIRËRRIT, MIRËRRITEM. *Mirërritja e fëmijëve (e brezit të ri). Mirërritjae luleve (efarishteve). Mirërritja e kafshëve (e bleiëve).*

MIRËSEARDHJE,?~A . Përshëndetja ose urimi që i bëhet dikujt kur vjen si mik, kur kthehet nga një udhëtim a nga një vend i largët etj. *Fjala e mirëse-ardhjes. Darka (dreka) e mirëseardhjes. Në shenjë mirëseardhjeje. I uroi (i shprehu, i dha) mirëseardhjen dikujt* e përshëndeti me rastin e ardhjes së tij.

MIRËSEARDHUR (i,e) *mb.* Që pritet me kënaqësi, i mirëpritur. *Mik i mirëseardhur.*

MIRËSERDHA *kal,, v-?t. kr. thj.^ I* urova mirëseardhjen (dikujt). *E mirëserdhi me përzemërsi.*

MIRËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i_mirë, vetia e një njeriu të mirë, shpirtmirësi, zemërbardhësi. *Ka mirësi. Ishte gjithë mirësi. Është i njohur për mi-rësinë e tij.*

*2.* Butësi, ëmbëisi, dashamirësi; sjellje e njerëzish-me. *E shikoi (i buzëqeshi) me mirësi. I foli me mirësi. E priti (e përcolli) me mirësi.*

3. E mirë që i bëjmë një tjetri, nder. *I kërkoi njëmirësi. I bëri një mirësi të madhe. Nuk i harron mi-rësitë. Mirësia shpërblehet me mirësi. fj. u.*

4. *kryes. sh.* Të mirat, vlerat, dobitë. *Mirësitë e natyrës (e tokës, e vendil).*

5. *vet. nj. vjei.* E mira, dobia. *Punonin për mirësinë e Atdheut.*

6. *zakon. nj.* Mirëqenie. *Jeton në mirësi.*

7. *bised.* Dolli. urimi që ngremë për dike. *Ngremë nga një mirësi për krushkun. Filluan shëndetet dhe mirësitë. Mirësi për të zotët e shtëpisë!*

8. *vet. nj. libr.* Përdoret së bashku me foljen kam kur i drcjtohemi dikujt me nderi-n të theksuar. *KM mirësinë të na urdhëroni (të na nderoni me ardhjen tuaj). Pati mirësinë të me shkruante menjëherë. Shpresoj se do të kini mirësinë ta lexoni me kujdes letrën tinte.*

MIRËSJELLJE,~A . Sjellje e mirë dhe e kul-turuar në punë e në jetë; qëndrim i mirë e i njerezi-shëm. *Mirësjetlje zyriare. Rregullat e mirësjelljes. Vizitë mirësjelljeje. Tregoi mirësjellje. E përshëndeti (i buzëqeshi) me mirësjellje. Ia bëri për mirësjellje.*

MIRËSOHEM *vetv., bised.* 1. Përmirësohem. *lit mirësua fëmija. I sëmuri u mirësua. V mirësua gjendja.*

2. *Pës. e* MIRËSOJ.

MIRËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. Për-mirësoj. *Mirësoj gjendjen (ekonominë). E mirësoi punën. Mirëson token. Mirësoj racën (e një kafshs).*

2. I bëj të mira, e mbush më të mira. *Partia e mirësoi vendin (popullin).*

MIRËVAJTJE,~A . Vajtja mbarë e diçkaje; shkuarja mirë e dikujt në një punë. *Mirëvajtja e buj-qësisë (e ekcnomisë). Mirëvajtja e punës. Mirëvajtja e kur sit. Mirëvajtja në mësime.*

MIRËZ,~A . Erë e mirë, aromë. *Mollë (dardhë) me mirëz. Ka një mirëz. Vjen një mirëz nga sepetja.*

MIRlNFORMlM,~I *m. libr.* Informim i përpiktë e pa shtrembërime, informim jo i rremë.

MIRINFORMUAR (i,e) *mb. libr.* Që është infor-muar mirë, që ka njoftime të përpikta e të plota për dike a për diçka. *Njeri i mirinformuar. Burime të mir-inforniKara. Jemi të mirinformuar për gjithçka.*

MIRO,~JA . *fet.* Vaji i shenjtë, më të cilin prifti miios besimtarët e krishterë, vaj i bekuar (në vendet ku vepron kisha e krishterë). *lyente prifti me miro.*

MIROS i *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Përmirësoj, mirësoj. *Miros shtëpinë. Miros token (arën) me pleh.*

MIROS H *kal.,* ~A, ~UR *fet.* Lyej me vaj të bekuar një besimtar të krishterë, zakonisht në ballë, duke i bërë shenjën e kryqit, lyej me miro, vajoj <në vendet ku vepron kisha e krishterë).

MIROSEM i *vetv., bised.* Përmirësohem, mirë-sohem. *U miros vendi.*

MIROSEM ii *fet. Pës. e* MIROS n.

MIROSJE,~A i . *bised.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve MIROS i, MIROSEM i. *Mirosja e vendit.*

MIRUSJE,~A II . *fet.* 1. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve MIROS *u,* MIROSEM *n*.

2. Ceremonia e lyerjes së besimtarëve me miro nga prifti.

MlRUPAFSHIMp<wrt. Përdoret për të përshëndetur dike kur ndahemi prej tij për një kohë jo të gjate. *Mirupafshim, fëm~ijë! Mirupafshim, shokë të dashur! Mirupafshim nesër! Mirupafshim në Tiranë! Ika, mirupafshim.' Natën e mirë e mirupafshim! Udhë e mbarë e mirupafshim!*

MlRUPJEKSHIM *pasth.* Mirupafshim. *Mirupjek-shim, shokë! Mirupjekshin: së shpejii!*

MfRRË,~A. Rrëshirë me erë të mirë, që nxirret nga disa lloje drurësh të pjesës lindore të Afrikës së Vcriut dhe që përdoret në kozmetikë e në mjekësi.

MIS,~i *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesë e trupit, gjym-tyrë. *Miset e trupit.*

*2. kryes. sh.* Tiparet e fytyrës. *Miset e fytyrës. Mise mashkulli (femre). Ka mise të bukura. Ka miset e t'et. I ngjan vëllait nga miset.*

3. *kryes. sh.* ~A, ~AT *vjet.* Anëtar i qeverisë a i një shoqërie; pjesëtar. *Misat e qeverisë (e kabinetit). Misat e shoqërisë. Çdo mis i families.*

MISEM4DH,~E *mb.* Që i ka gjymtyrët dhe pjesct e tjera të trupit të mëdha, që i ka shumë të theksuara pjesët e tiparet e fytyrës (mjekrën, mollëzat e faqevc, buzët, hundën, ballin). *Burrë misemadh.*

MISËR,~'RI m. *sh.* ~RA, ~RAT. Bimë njëvje-çare me kërcell të forte e të gjatë si kallam, me gjethe të mëdha heshtore, që nxjerr në majë lute si tufë, bën kallinj të mëdhenj, me koçan të forte, të mbështjellë me fletë të gjeibra e me kokrra të bardha a të verdha dhe mbillet si drithë; kokrrat e këtij drithi, që bluhen miell për bukë a për gatesa të ndryshme ose hahen të ziera a të pjekura, përdoren si ushqirrt për bagëtinë, për të nxjerrë prej tyre vaj etj. *Miser i bardhë (i ver-dhë). Miser i hershë-n (i vonë). Miser hamullor* miser që mbillet në toka ku janë korrur të lashtat. *Miser i njomë. Misra të zier. Miser mashkull* miser që nuk nxjerr kalli. *Miser vendi. Miser deti* lloj misri jo ven-dës, që i ka kokrrat të vogla e që përdoret zakonisht për të bërë kokoshë. *Bima e misrit. Kalli (kallëp) misri. Koçan misri. Kokërr misri. Miell (bukë) misri. Mustaqe misri. Are me miser. Mbjell miser. Prashit (korr) misrin. Zhvesh (shkoq) misrin. Pjek misra.*

*it* la bëri dhëmbët miser *dikujt* ia bëri dhëmbët copë-copë, ia dërrmoi dhëmbët duke e goditur në fytyrë. Mbjell miser e korr tallë punon e shpreson për shumë, por s'merr gjë. Ai mull! s'e bluan dot atë miser *shih te* MULLI,~RI. Bloza e misrit *shih te* BLOZË,~A 3. F1 e t ë misri *bot. shih te* FLETË, ~A i. KrimbI i misrit *zool. shih te*

KRIMB, ~I 2. M o r r i i misrit *zool. shih te* MORR,~I $_2$-Zhuzhaku i misrit *zool. shih te* ZHUZHAK, ~U.
*MISER QYQEJE bot.* Këlkazë.
MISËRf,~A . *përmb., bised.* Tërësia e arave të mbjella me miser, misrat. *U be mirë miser ia sivjet.*
MISËRISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe MI-SËRtSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Are e mbjeUë me miser; hamullore misri. *Korr misërishten. V fut në misërishte.*
2. Kërcelli i bimës së misrit, kashta e misrit; fletët që mbështjellin kallirin e misrit. *U hodhi qeve misërishte. Ngarkoi qerren me misërishte.*
3. Pjesa e forte e kallirit të misrit pasi i shkoq in kokrrat, koçan, kacarrum. *E mbylli shtambën me misë-rishtë. E ndezi zjarrin me misërishte. Shkoq ntisër me misërishte.*
MISËRNIKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Bukë fflisri. *Misërnike e verdhë. Misërnike e ngrohtë. Një cope misernike.*
MtSËROK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zoo!.* Gjel deti. *Mish misëroku. Theri një miser ok.*
MISËROKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Pule deti.
MISËRORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Are e mbjellë me miser, misërishte; are që ka qenë e mbjellë me miser, hamullore misri. *Miser ore nën ujë (ntbi ujë). Lëshoi dhentë në misërore.*
MfSËRT (i,e) *mb.* Që është bërë me miell misri. *Bukë e misërt. Kulaç i misërt.*
MISION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *libr.* Detyrë e përkohshme me përgjegjësi, që i ngarkohet dikujt për ta kryer jashtë qendrës së vet të punës; puna që i ngarkohet të bëjë dikush; shërbim. *Mishit zyrtar (sekret). Mision ushtarak (kulturor, shkencor). U nis (\e dërguan) me mision. Ishte me mision. E kreu misionin.*
*Z.dipl.* Përfaqësi e përhershme diplomatike e një shteti në një shtet tjetër ose pranë një organizate ndërkombëtare; grupi i njerëzve që punojnë në këtë përfaqësi; ndërtesa ku janë vendosur zyrat e kësaj përfaqësie. *Mision diplomatik. Misioni shqiptar në OKB*
3. *dipt.* Delegacion zyrtar që dërgohet nga një shtet në një shtet tjetër për të kryer një detyrë të posaçme. *Mision ushtarak (ekonomik, tregtar). Mision i posaçëm. Kryetari i misionit.*
4. *fet.* Grup priftërinjsh të krishterë etj. që dër-gohen nga qendra në vende të ndryshme (sidomos në vende me popullsi jo të krishterë e në vende të prapambetura) për të përhapur dog men fetare e për të zhvilluar veprimtari të shumanshme reaksionare; organizata e këtyre të dërguarve të kishës (në vendet ku vepron kisha e krishterë). *Mision fetar (katolik).*
, *Mision shëtitës.*
5. *fig.* Roli që ka dikush a diçka në një fushë të caktuar të jetës shoqërore, shkalla e pjesëmarrjes dhe e ndikimit në një veprimtari shoqërore; detyrë. *Mision i lartë (i madh, i rëndësishëm). Mision historik. Misioni i proletariatit. Misioni i rinisë (i gruas, i or-ganizatës së frontit). Misioni i mjekut (i pedagogut, i shkencëtarit). Misioni i artit (i letërsisë).*
MISIONAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *fet.* Pjesëtar i një misioni fetar (në vendet ku vepron kisha e krishterë). *Misionarët katolikë (protestantë). Misionar i Vatikanit. Misionar i kishës ruse.*
2. *libr.* Ai që ngarkohet me detyrë të posaçme për të përhapur një ideologji, një doktrinë etj. *Misionar shoqëror. Misionar i Partisë. Si misionarë të klasës punëtore. Mësuesi është misionar i kulturës socialiste në fskat.*
MISKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Pule deti, misëroke. *Vezë miske.*
2. bele e bardhë me pika të zeza në fytyrë.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Dele miskë.*
MISKËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* I vogli i cironkës.
MISTER, ~I m. *sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Diçka e pa-njohur ose shumë e fshehtë; diçka që nuk kuptohet a mezi kuptohet, diçka e errët dhe e pashpjegueshme; fshehtësi, e fshehtë. *Mister i madh. Misteret e naty-rës. Këtu ka (fshihet) një mister. Mbeti mister* nuk u zbulua. *Është rrethuar me një mister. Kyçi i misterit* çelësi i së fshehtës.
2. *fet.* Rit fetar i fshehtë, që bëhej në Greqinë e në Romën e vjetër dhe në vendet e lashta të Lindjes për nder të një perëndie, duke marrë pjesë vetëm priftë-rinjtë; ceremoni fetare e mbyllur.
3. *let.* Dramë fetare në mesjetën e vonë, në të cilën trajtbheshin tema nga bibla, të ndërthurura me skena komike nga jeta e përditshme.
MISTERIOZ,~E *mh. libr.* 1. Që është i panjohur, që përmban diçka shumë të fshehtë, që fsheh një mister, që nuk mund të kuptohet ose që kuptohet me vështirësi të madhe; që bëhet në fshehtësi të madhe; shumë i fshehtë (për diçka). *Çështje misterioze. Letër misterioze. Ngjarje misterioze. Në rrethana misterioze. Force misterioze. Zë misterioz. Qëndrim misterioi. Sjellje misterioze. Veprime misterioze.*
*2.* Që mban në vetvete shumë gjëra të fshehta, që nuk tregon për prejardhjen e për lidhjet e tij ose për punët e detyrat që kryen; i fshehtë e i pakuptueshëm nga të tjerët. *Njeri (tip) misterioz.*
MISTERIOZISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë shumë të fshehtë e të pakuptueshme, në mënyrë misterioze. *Arriti (u zhduk) misteriozisht. U vra misteriozisht.*
MISTERSHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Misterioz. *Ngjarje (vrasje) e mistershme. Vend (mat, pyll) i mistershëm. Njeri i mistershëm. Zë i mistershëm.*
MISTICIZËM,~MI *m.* Beslmi te fuqitë hyjnore e të mbinatyrshme dhe te bota e përtejvarrit, që është një nga format më të lashta të botëkuptimit idealist fetar dhe është përdorur nga armiqtë e shkencës e të përparimit për skllavërimin shpirtëror të njerëzve. *Misticiznti fetar (mesjetar). I verbuar nga misticizmi. Lufta kundër misticizmit. Ra në misticizëm.*
MISTIFlKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Vepriml sipas kuptimeve të foljeve MISTIFIKOJ, MISTI-FIKOHET. *Mistifikime letrare. Mistifikimi i ngjarjeve. Bënte mistifikirm.*
M1STIFIKOHET *libr. Pës. e* MISTIFIKOJ.
MISTIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* E paraqit diçka në mënyrë të shtrembër e të rreme për të mash-truar të tjerët, duke u përpjekur të psrfitoj nga mi-rëbesimi i tyre; falsifikoj.
MISTIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë a që lidhet me misticizmin, i misticizmit. *Besitn mistik.*
*2.* Që ka misticizëm, që ndjek misticizmin. *Shkrim. tar (poet) mistik. Vepër mistike. Mjedis mistik.*
MISTREC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri shtat-vogël e thattm; ai që ka mbetur pa u zhvilluar mirë (për njerëzit e kafshët).
2. *keq.* Njeri i keq, shpirtvogël e ngatërrestar, që fut spica e nuk lë dy gurë bashkë, njeri grindavec. *Mistrec i keq.*

*Sillet si mistreç. Nxirre jashtë, mistre-cin! Mos u merr me atë mistrec!*
3. *si mb. ~, ~*E. Shtatvogël e i pazhvilluar, i rrë-gjuar e i dobët (zakonisht për kafshët e për bimët). *Dem (dash, kale) mistrec. Lopë (dele) mistrece. Gjelmistrec. Miser mistrec* miser të cilit nuk i është rritur kokrra. *Fëmijë mistrec.*
MISTRECE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MISTREC, ~I.
MISTRI,~A . *sh.* ~, ~TË. Vegël e metaltë në trajtën e një lopatëze trekëndëshe dhe me një dorëz të shkurtër prej druri, më të cilën muratorët marrin e sheshojnë llaçin kur bëjnë mur, kur suvatojnë etj. *Punon me mistri. E shtrojnë llaçin me mistri.*
*k* Është usta pa mistri ka dije, por nuk ka mjete dhe nuk di ta organizojë mirë punën.
MISUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Tas i madh për gjellë; çanak. *Misur balle (druri, alumini). Mbushi misurin me qumësht (me dhallëj. Hëngri një misur me gjellë (me mish, me fasule).*
MISH,~I m. *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Pjesa e tultë e trupit të njeriut a të kafshëve, që përbëhet nga indet e buta të muskujve dhe mbështjell eshtrat. *Mishi dhe kockat. Mishi i njeriut (i kafshëve, i shpendëve, i peshq-ve). Mishi i dhëmbëve* pjesa e tultë ku janë ngulur dhëmbët, trysa. *Mishi i varfër. bised.* diafragma. *Ngjyrë mishi* ngjyrë trëndafili e ndezur. *la nguli gjil-përën në mish. I qëroi (i hoqi) mishin. Me dhëmbin mishrat. E zuri në mish.*
2. Cope nga trupi i kafshëve të therura, që për-doret për ushqim. *Mish i njomë (i butë). Mish i tharë (i tymosur)* pastërma. *Mish i hollë* mish bagëtish të imëta. *Mish i trashë* mish bagëtish të trasha, mish gjedhi. *Mish i majmë (i shëndoshë, i dobët). Mish i pjekur (i skuqur, i zier). Mish i shijshëm. Mish tul (pa kocka). Mish i grirë. Mish lope (viçi, dashi, qengji, derri, kali, lepuri). Mish pule (pate, rose). Mish gjahu. Mish kutie. Mish me patate (me fasule). Lëilg mishi. Thelë mishi. Makinë (grirëse, rrahëse) mishi. Kombinati i mishit. Dyqani i mishit. Çmimi i mishit. Një kilogram mish. Një cope mish. Gjellë me mish. S'e ha mishin.*
3. *bised.* Bagëti e therur për të ngrënë ose e caktuar për t'u therur. *Mish i therur. Mishra të pjekura. Theri dy mishra. Poqi një mish. Solli një mish për dasmë.*
4. Pjesa e jashtme e zbuluar e trupit të njeriut, trupi lakuriq; lëkura. *doli mishi* i duket lëkura. *E preku në mish. Mbeti në mish* mbeti lakuriq. *Kish dale në mish* kish dale lakuriq. *E vë (e vesh, e mban) fa-nellën në mish.*
5. *bised.* Pjesa e tultë e kokrrës së disa pemëve. që mbështjell bërthamën a farat dhe që zakonisht hahet, tul. *Mishi i mollës (i dardhës, i pjeshkës, i kum-bullës). Mishi i ullirit. Mishi i pjeprit. Ka shumë mish.*
• Ka (shumë) mish është i shëndoshë, po jo i shka-thët. Ka vënë mish është shëndoshur shumë, është ngjallur. Ka këputur mish *shih te* KËPUT. Ka lidhur mish *shih te* LIDH. Mish i huaj *shih te* HUAJ (i,e). Me mish e me gjak (me kocka) i gjallë, i tëri, ai vetë (për dike që ngjan shumë me një tjetër). Me mish e me shpirt më të gjitha forcat e mundësitë; me gjithë zemër, me dëshirë të madhe; fort, shumë. Mish pas lajmësi *shih te* LAJMËS,~I. Mish në mashë i zhveshur e i zbathur, lakuriq. Mishi i mishit fëmija i fëmijës tim (si me i dashur e me i ëmbël për mua). As mish as peshk i papërcaktuar mirë, pa tipare të dalluara mirë e pa një vlerë të qartë, as verë as uthull. Mish për top *keq. shih tek* TOP,~I. la nxiu mishrat e rrahu fort, e shembi në dru. Iu bënë duart (këmbët) mish iu gjakosën duart nga puna e rëndë a këmbët nga të ecurit zbathur, i
ranë duart (këmbët) cope. E Mr! mish e gjak *shih te* GJAK,~Ui. U be lesh e mish *me dike shih te* LESH,~I. U be mish për hell *shih te* HELL,~I. Një cope mish me dy sy *mospërf.* njeri i trashë, që s'kupton kurrgjë, buf. I ra mishi për truall hoqi e lëngoi shumë, u sfllit. I ka hyrS frika në mish (në palcë, në bark) *shih te* PALCË,~A. Nuk i ka mish brinja *shih te* BRINJË,~A. E ka gojën mish e ka gojën të spërkuqur e të pezmatuar nga një sëmundje. la la plumbin në mish (në lëkurë, brenda) *shih te* LËKURË, ~A. Janë mish e gjak janë një e të pandarë, janë të lidhur fort njëri me tjetrin. Janë si mishi me thuan (me kockën) janë një e të pandarë, janë të lidhur fort njëri me tjetrin. S'ndajiet mishi prej thoit *fj. u.* pe> doret kur flasim për dy vetë që janë të lidhur ngushtë njëri me tjetrin. Shumë pupla e pak mish *fj. u. shih te* PUPËL,~LA. Mish me presh e presh me mish *mospërf.* po ajo gjë, e njëjta gjë. Dasmë pa mish nuk ka (nuk bëhet) *fj. u. shih te* DASMË,~A. Çdo mish (berr) varet nga këmbët e veta (në çengelin e vet) *fj. u.* a) secili përgjigjet vetë për punën e vet, secili i del zot vetes; b) çdo njeri duhet trajtuar dhe vlerë-suar sipas veçorive që ka, duhet parë me vete pa e futur në një thes me gjithë të tjerët. Edhe mishi të piqet, edhe belli të mos digjet '. *u.* ta bëjmë një punë pa dëmtuar tjetrën (thuhet kryesisht kur përpiqemi ta ndihmojmë dike). Pre mish e ha në asnjë mënyrë, e pamundur, kurrsesi. la qiti mishin cope *dikujt shih te* QIT. E man si qeni mishin (si qeni mëlçitë) *iron, shih te* QEN,~L I do qethur mishi me gërshërë *shih te* QETH. Cjapi mish e dhia tavë (dhia mish e cjapi tavë) *shih te* CJAP,~I. Hyri mish e doli peshk *mospërf.* nuk mësoi asgjë, nuk zuri mend. Pret thika në mish të botës *keq. shih te* THIKË,~A.
MISH,~TË *as.* Mish.
• la ngjeth (iu drodh) mishtë a) u trondit shumë, iu drodh trupi nga frika, u tmerrua; b) u prek thellë në shpirt, u mallëngjye shumë.
MISHATAK,~E *mb.* Mishtak.
MlSHËL,~LA i . *kryes. sh.* ~LA, ~LAT *anat.* Tejzat e zërit; penjëz.
MISHËL,~LA II *f.sh.* ~LA, ~LAT *bot.* Lloj kërpudhe e tultë, që hahet, e cila e ka anën e poshtme të ombrellës në ngjyrë kafe të celur.
MISHËRIM,~I *m.* Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve MISHËROJ, MISHËROHET. *Mishërimi i ideve të Partisë. Gjett mishërim* mishërohet.
MISHËROHET *vetv.* 1. Merr trajtë konkrete, shfaqet si diçka e gjallë e materiale; gjen shprehje sendore; trupëzohet. *Në veprat e shokut Enver Hoxha është mishëruar vija e drejtë marksiste-leniniste e PPSh. Ndërgjegjja social is te e punonjësve mishërohet në punë. 2. Pës. e* MISHËROJ.
MISHËROJ *kal.* ~OVA, ~tfAR. 1. Shpreh diçka në trajtë konkrete, e jap si të gjallë e materiale; e shpreh si diçka sendore; e vë në jetë, e trupëzoj; e pasqyroj. *Dashurinë për atdheun e ka mishëruar në vjershat e veta. Mishërojnë në art ndjenjat dhe dë-shirat e klasës punëtore.*
2. Arrij të luaj në mënyrë të plotë e të përsosur rolin e një personazhi në një shfaqje, e jap si të vër-tftë c si të gjallë një personazh. *Mishëroi në mënyrë të përsosur figurën e komisarit.*

MISHJE *mb:* 1. Që nuk i shqitet pjesa e tultë nga bërthama (për disa pemë); që nuk i hiqet lehtë sharku (për arrën etj.); *kund.* çahje. *Pjeshkë mishje. Arrë mishje.*
2. Që ka shumë tul, i tultë, mishtak. *Kumbull mishje.*
MISHKUQ,~E *mb.* Që e ka tulin a mishin të kuq (për kokrrat e disa pemëve), tulkuq. *Kumbull mish-kuqe.*
MISHMASH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Rrë-rhujë e madhe ku s'e merr vesh i pari të dytin; për-zierje gjërash pa rresull, çrregullim i plotë, rrëmujë. *Një mishmash i madh (i vërtetë). Mishmash fjalësh. U be një mishmash njerëzish (makinash).*
2. *përd. ndajf.* Lesh e Ii, rrëmujë. *E bëri mishmash.*
MISHMË (i), ~E (e) *mb.* I mishtë, mishtak.
MISHNGRËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Kafshë gjitare kryesisht e egër, që i ka dhëmbët e syrit shumë të mprehtë e dhëmballët të forta (si luani, tigri, ujku, qeni, macja etj.), ka kthetra dhe ushqehet me mish; *vet. sh.* rendi i këtyre kafshëve. *Rendi i mishngrënësve.*
MISHNGRËNËS,~E *mb.* I. Që ushqehet kryesisht me mish, që ha mish. *Kafshë mishngrënëse. Shpend mishngrënës. Bimë mishngrënëse* lloj i veçantë bimësh që kapin insekte duke i mbështjellë me gjethe.
2. *bised.* Që e ha shumë mishin. *Njeri mishngrënës. Është mishngrënës.*
3. *Përd. em. bised.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Është mishngrënës i madh.*
MISHNJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Myshku i butë që formohet zakonisht mbi lëkurën e drurëve te vjetër.
2. Leshterik.
MISHSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shet i:Ush, shitës mishi.
MISHTAK,~E *mb.* Që ka shumë mish, që ka shumë tul; i mishtë, i tultë (për trupin e njeriut a të kafshëve dhe për kokrrat e disa pemëve). *Me fytyrë mish-take. Me trup mishtak. Mollë (dardhë, pjeshkë) mish-take.*
MISHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që therte e shiste mish, kasap. *Dyqani i mishtarit.*
MfSHTË (i,e) *mb.* 1. Që ka shumë mish, i tultë; që është prej mishi. *Buzë të mishta. Pjesët e mishta të fytyrës.*
2. Që ka shumë tul, që është i mbushur me tul (për pemët, peri met etj.); që është i butë, i trashë e i mbushur (për gjethet, kërcejt e bimëve etj.); i tultë. *Pjeshkë të mishta. Kërcell i mishtë. Rrënjë të mishta. Gjethe të mishta.*
MISHTOR,~E *mb.* I mishtë, i tultë; i mbushur. *Bimë mishtore. Qershi (kumbull) mishtore. Rrënjë (gjethe) mishtore. Me fytyrë (me faqe, me buzë) mishtore. Me duar mishtore.*
MISHTORM'Ë (i) ~E (e) *mb.* 1. I ngjallur dhe i plotë nga trupi; që ka shumë mish (për njerëzit e kafshët). *Grua e mishtorme. Dhi e mishtorme. Kec i mishtorme.*
2. Që ka shumë tul, i tultë, i mishtë (për pemët etj.).
MIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lloj i veçantë i krijimtarisë gojore popullore — rrëfenjë për qenie të mbinatyrshme, për heronj legjendarë, për ngjarje e dukuri të çuditshnw, ku pasqyrohen parafytyrimet primitive të njerëzve për prejardhjen e botës e të jetës mbi tokë, për natyrën dhe shoqërinë; rrëfenjë e tri-lluar për diçka që nuk ka qenë e nuk është në të vërtetë, përrallë, legjendë. *Mitet e grekëve të vjetër. Miti i Anteut. Miti i Prometeut. Miti i amazoneve. Miti i Krishtit. Miti i Diellit. Miti i zjarrit. Miti i ringjalljes së hyjnive. Miti i parajsës (i ferrit). Mitet e fesë.*
2. Diçka që shtrembërohet me qëllim e paraqitet krejt ndryshe nga ç'është, duke i veshur një petk të rremë legjendar a përrallor. *Miti i pathyeshmërisë së ushtrisë hitleriane. Demaskimi i mitit të demokracisë amerikane.*
MITAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Veshje e sipërme prej shajaku, prej doku etj., si jelek me mëngë që kopsitet përpara. *Milan i zi (i bardhë, i kuq). Mitan i qëndisur. Mitan nusesh (grash, burrash).*
2. Këmishë e thjeshtë prej pëlhure të bardhë.
3. Xhaketë doku e mbushur me pambuk, pambu-kore.
MITAR,~E *mb.* 1. I mitur. *Foshnjë mitare. Moshë mitare.*
2. I zbutur që i vogël, i mësuar (për kafshët e shpen-dët). *Dele mitare. Thëllëzë mitare.*
3. Që e ka një i mitur, prej të mituri, miturak. *Dorë mitare. Fytyrë mitare. Pamje mitare.*
4. *'fig.* Q5 të josh e të bën për vete me sjelljen e butë, me pastërtinë dhe me çiltërinë e vet; i padjallë-zuar, i çiltër dhe i thjeshtë; që është karakteristik për një të mitur, miturak. *Vajzë mitare. Zemër mitare. Dëshirë (dashuri) mitare. Këngë (fjalë) mitare. Ëndërr mitare. Mendime mitare. Natyra mitare e saj.*
MITË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Bisk i ri që del rreth trungut të një druri të prerë; lastar.
2. Bisk i vogël i të lashtave ose i bimëve të tjera, që ka mbetur i pazhvilluar, miter. *Mitat e misrit (e duhanit).*
MITË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. 1. *keq.* Para a diçka tjetër që dikush ia jep nën dorë një nëpunësi në kundërshtim me moralin socialist që t'i mbarojë një punë në rrugë të jashtëligjshme; ryshfet. *Marrja (dhënia) e mitës dënohet me ligj. Merrte mitë.*
*2. etnogr.* Shuma e parave që familja' e dhëndrit i jepte familjes së nuses; shpërblimi në para që i jepej shkuesit.
MlTËDHËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që jep mitë.
MITËMARRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merr mitë, ryshfetçi.
MITËR,~RA i . *sh.* ~RA, ~RAT *anat.* Organ i gruas dhe i femrës së gjitarëve, në trajtë të dardhës, ku zihet e zhvillohet pjella; an. *Trupi i mitres. 3rirët e mitres. Qafa e mitres. Cipa e mitres. Heqja e mitres.*
MITËR,~RA II . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Bisk i vogël i të lashtave ose i bimëve të tjera, që ka mbetur i pazhvilluar, mitë. *Mitër misri (gruri).*
MITËR,~RA pi • *sh.* ~RA, ~RAT. Kësulë e lartë me dy maja, e qëndisur me shirita ari etj.,që mbajnë peshkopët e k:erilcët e tjerë eprorë gjatë ceremonive fetare. *Mitre, e peshkopit (e kryepeshkopit, e papis).*
MITËRf,~A . Dhuratë (kryesisht pemë) që sjell një mysafir me vete. *Erdhi (shkoi) me ntitëri.*
MITIK,~E *mb.* Që ka të bëjë a që lidhet me mitin, që i përket mitit, i mi tit; që ka karakterin e një miti. *Qenie mitike. Rit mitik. Hero mitik.*
MITING,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. Mbledhje e gjerë, zakonisht në shesh të hapur. ku marrin pjesë shumë veta dhe ku mbahen fjalime, përkujtohet di-kush a diçka, flitet për çështje të mëdh?. me karakter politik, shoqëror etj. *Miting i madh (i gjerë, popullor). Miting i përmortshëm. Miting proteste. Sheshi I mitin-gjeve. Dolën në miting.*
MITOLOGJI,~A . *sh.* ~, ~TË. Tërësia e mi-teve të një populli; pasqyrimi fantastik i botës në ndër-gjegjen e njerëzve në periudhat më të hershme të jetës së popujve si përpjekje e parë për të shpjeguar du-kuritë e pakuptueshme të natyrës e të shoqërisë dhe si një nga

elementet e çdo feje.' *Mitologjia Hire. Mi-tologjia greke (romake, egjiptiane, indiane, gjermane sllave).*

MITOLOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë a që lidhet me mitologjinë, që i përket mitologjisë, i mitologjisë; që ka karakter mitik. *Figure mitologjike. Tregime mitologjike. Shpjegim mitologjik. Fjalor mitologjik.*

MlTOS *kal.,* ~A, ~UR. I jap mitë dikujt.

MITOSEM. *Pis. e* MTTOS.

MITRALIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* Veprimi sipas kuptimev-2 të foljeve M(TRALOJ, MITRALO-HEM. *Mitralim nga aeroplani.*

MITRALJER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Ushtarak i përgatitur për të shtënë me mitraloz; ai që lufton me mitraloz. *Mitraljeri i skuadrës (i kompanisë). Mitraljer kundërajror.*

MITRALOHEM *usht. Pës. e* MITRALOJ.

MITRALOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *usht.* Qëlloj dike a diçka me mitraloz, shtie me mitraloz. *Mitra-luan një bazë ushtarake. Mitralonin populhinë (qy-tete e fshatra).*

MITRALOZ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Armë zjarri automatike e fuqishme, me shumë fishekë të vendosur në një shirit ose në një disk, e cila zakonisht mbështetet në dy këmbëza. *Mitraloz i lehtë (i rëndë). Mitraloz dore. Mitraloz kundërajror. Mitraloz me një tytë (me shumë tyta). Shtrati i mitralozit. Mburoja e mitralozit. Çerdhja e mitralozit. Krisma (kërkëllima) e mitralozit. Qitje me mitraloz. Gjuaj (shtie, qëlloj) me mitraloz.*

2. *bised. keq.* Njeri që flet shumë dhe kot, njeri të cilit nuk i pushon goja.

MITROPOLI,~A. *sh.* ~, ~TËef. Qendra kish-tare e një zone ku shtrihet pushteti fetar i peshkopit ortodoks (në vendet ku vepron kisha ortodokse). *Kishat e mitropolisë.*

MITROPOLIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Peshkop ortodoks, që ushtron pushtetin fetar në një mitropoli; titulli me i lartë i peshkopit në kishën ortodokse; titu-llari i mitropolisë (në vendet ku vepron kisha ortodokse).

MITUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që nuk ka
arritur ende moshën e pjekurisë, fëmijë i vogël; *kund.*
i madh, *I* rritur, *Rroba për të mitur. Punë të miturish.*

MfTUR (i,e) *mb.* 1. Që është i vogël, që është ende fëmijë ose fare i ri; *drejt.* që nuk ka arritur moshën madhore, që nuk është bërë ende zo: i vetes dhe i përgjegjshëm për veprimet e tij; *kund.* i rritur. *Djalë i mitur. Vajzë e mitur.*

2. Që është si një fëmijë, i padjallëzuar, i papjekur e pa përvojë. *Sa i mitur qenka!*

MITURAK,~E *mb.* 1. Që është në moshë të vogël, i mitur, i njomë. *Djalë miturak. ~-'ajzi miturake. Moshë miturake. Zog miiurak.*

*2.* Që është i pazhvilluar ploiësisht, si prej një fë-mije të vogël; si prej të mituri. *Me trup (me shtat) miturak. Me pamje miturake. Me sy miturake.*

3- *fig-* Që lidhet me moshën e fëmijërisë, që i përket kësaj moshe; i padjallëzuar, i çiltër e i thjeshtë; që është karakteristik për një të mitur, miturishte. *Lodra miturake. Këngë (vjersha, valle) miturake. Buzëqeshje miturake. Ëndërr miturake. Gëzim (shqetësim) miturak. Çiltëri miturake. Mendje miturake. Arsyetim miturak.*

*4. Përd. em.* sipas kuptimeve 1, 2 të mbiemrit (për njerëzit). *Lodrat e miturakëve. Zëri i miturakes. Gë-zohej si një miturak.*

MITURI,~A . 1. Të qenët i mitur, gjendja e atij që është i mitur. *Fytyra shprehte mituri.*

2. edhe në *sh.* ~, ~TË. Veprim e sjellje prej të mituri. *Bëri një mituri.*

3. Koha e mosha e të miturit. *Lodrat e miturisë. Kujtimet (ëndrrat) e miturisë.*

4. *përrnb.* Tërësi e të miti:rvet, të miturit. *Erdhi mituria.*

MITURINË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Vajzë e vogël, vajzë e mitur.

MITURlSHT *ndajf.* Si një fëmijë i mitur, n5 më-nyrë të çiltër e të padjallëzuar; në mënyrë të papjekur. *Besonte miturisht. Qeshte miturisht. Veproi (foli) fare miturisht.*

MITURtSHTE *mb.* Që lidhet me moshën e fëmijërisë, që i përket kësaj moshe; prej ts mituri; për të mitur; miturak. *Këngë ilodra) miturishte. Ëndërr miturishte. Buzëqeshje miturishte. Pamje miturishte.*

MfU *onomat.* As ciu, as miu (as viu): *shih te* CIU.

MlCSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mi i vogël.

MIUSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MIUSH, ~I. *Ikën si miushe.*

M(XAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj ulliri i zi ko-kërrvogël, që ka shumë vaj, ulli vajës. *Mixanë të regjur. E ka syrin si kokërr mixani* i ka sytë të zez.

MlXHË,~A m. *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Xhaxha. *Mixha e nipi. Mixha Ramë.*

MIZA-MlZA *ndajf.* Si me miza, sikur me shpojnë mizat. *M'u be trupi (koka, krahu, këmba) miza-miza* ndiej të shpuara të lehta e të shumta, me përqethet trupi, me mizëron trupi.

MIZAM8YTËS,~E *mb.* 1. Që shërben për të mby-tur e shfarosur mizat. *Bar (helm, pluhur) mizamby-tës.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Bar a helm për të shfarosur mizat. *Mizambytës i fuqishëm.*MIZANGRËNËS,~E *mb.* Që ushqehet kryesisht ose vetëm me kandrra. *Shpend mizangrënës. Kafshë mizangrënëse. Bimë mizangrënëse.*

MIZANTROP,~I m. sh.~Ë, ~ËT *libr.* 1. Njeri i mbyllur në vetvete e i zymtë, të cilit i pëlqen të rrojë i yetmuar, larg njerëzve; ai që nuk i do a i urren nje-rëzit e shoqërinë.

*1. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Njeri mizantrop.*

MIZANTROPI,~A . *libr.* Të qenët mizantrop; urrejtja për njerëzit, largimi nga njerëzit e nga sho-qëria, mbyllja në vetvete.

MIZASHFAROSËS,~E *mb.* Mizambytës.

MIZAVRASËS,~E *mb.* I. Mizambytës.

2. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Përdorëse e përbërë nga një shkop që ka në majë një cope lëkurë të nolle a llastikë dhe që shërben për të vrarë miza.

MIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kandërr fluturuese me një pale krahë të zhvilluar mirë dhe një pale të tjefë më të vegjël, që ka një thimth për të thithur ushqimin ose për të pickuar dhe që njihet si bartëse e sëmundjeve ngjitëse; emër i përgjithshëm për disa Jlqje kandrrash të tilla me krahë ose pa krahë. *Miza* e *bukur* bleta. *Miza e bardhë. Miza e verdhë. Miza e zezë. Mizë mjalti (blete)* bleta. *Mizë kali* mizë në ngjyrë kafe, pak më e madhe se ajo e zakonshmja, që u qepet zakonisht kafshëve të barrës. *Mizë lisi. Mizë pashke* mollëkuqja. *Miza e shtëpisë. Miza e mishit. Miza e mushtit (e uthullës). Mizë fluturake. Miza përdhese (mizë dheu, mizë toke)* milingonë, thjiegël. *Miza cece. Miza e verës. Larva mizash. Ka-pëse mizash. E hëngri (e pickoi) miza. Vret (mbyt) mizat. Është mbushur plot me miza. E ka pështyrë miza mishin* mishi ka zënë vemesë. *Miza kur bën krahë, harron folenë ku e ka. fj. u.*

2. Kandërr parazite në trajta të ndryshme e me ngjyra të shumëllojshme, që zhvillohet në trupine disa bimëve

bujqësore, të pemëve etj. dhe i dëmton ose u shkakton sëmundje të ndryshme; krimb. *Miza e drithërave. Miza e duhanit. Miza e farave. Miza e fasules. Miza e grurit. Miza e pambukut. Miza e pan-xharit. Miza e thjerrëzës. Miza e lakrës. Miza e qepës. Miza e mollës. Miza e agrumeve. Miza e qershisë (e vishnjës). Miza e ullirit. I ka hyrë miza. E dëmtoi miza.*
3. *fig. bised. mospërf.* Njeri me trup fare të vogël; kafshë a diçka tjetër shumë e vogël.
4. *fig. bised. mospërf.* Njeri pa vlerë, pa rëndësi; njeri i dobët, pa force, që mund të mposhtet lehtë.
5. *përd. ndajf. bised.* Plot, me shumicë; mizëri. *Mizë lisi* shumë, mizëri. *Mizë e kërcu* shumë, mizëri, *Sheshi ishte mizë me njerëz. Ishin mbledhur mizë para shtëpisë. Ishte mizë me para* kishte shumë para.
•*k* I djeg miza *shih te* DJEG. Nuk dëgjohet (nuk Jidihet) as miza zotëron një heshtje e madhe, është qetësi e plotë, nuk pipëtin asgjë. I futi (i shtiu) mizat {xixat) *dikujt shih te* FUT. I hynë mizat a) u nxit e u ndez për të bërë diçka; u inatos; b) i hy-ri shqetësimi, i hyri krimbi, s'rri dot me i qetë. I ka hyrë (i ka hipur, i ka kërcyer) miza (zekthi) *shih te* ZEKTH,~I. Mizë e bardhë gjë e pamundur; rast shiimë i rrallë. Mizë kali *keq.* njeri që të ngjitet e s'të ndahet dhe të bezdis, njeri i mërzitshëm. la ndezi mizat e bëri të inatoset, e ngacmoi keq, e tërboi. Vret (numëron, zë) miza (gjithë ditën) *mospërf.* e shkon kohën kot; bën punë të kota, pa vlerë, i bie legenit,
luan derën. U vranë (vdiqën) si mizat u vranë (vdiqën) me shumicë. Nuk i bën dëmasnjë mize është njeri shumë i butë, është shumë i urtë e i patëkeq, nuk ngacmon e nuk trazon asnjeri. Shkonin si miza pa kokë (pa krye) *shih te* KOKË,~A. Shqiponja nuk ba miza *fj.u. shih te* SHQIPONJË,~A. E ka grirë si këmbët e mizës *diçka shih te* KËMBË,~A. Me bën koka miza kam shumë punë ose halle; me zien koka. I kanë hyrë në kokë miza të këqija *dikujt* është bërë si i shkalluar a si i tërbuar, s'është fare në të. E bën mizën (pleshtin) buall (ka) *shih te* BUALL,~LLI. U be për të pirë mizën *dikush* u hidhërua pa ma-së, u pikëllua, u helmua, u be për të pirë helmin. Flet si miza në qyp (si në gyp) *shih te* QYP,~I. Është men-djelehtë si miza është shumë mendjelehtë. Është mizë pa kokë (pa krye) *d i k ti s h* është krejt i paaftë, s'ka mend në kokë, e ka kokën fare bosh. Është përrallë mizash *diçka* është diçka krejt e pamundshme dhe e kotë, është gjepur. I hipën mizat në kokë *shih te* HIP. Hipi miza në rigon iu rrit mendja, u be mendje-madh. E ka mizën nën kësulë (nën shapkë, nën feste) ka frikë se mos i zbulohet faji që ka bërë, e ndjen veten fajtor dhe rri i shqetësuar, i djeg miza. Ka miza në kokë ka shumë halle, ka shumë telashe; është i mbytur në punë. E ka mizën pas veshi ka frikë se mos i zbulohet faji që ka bërë, e ka mizën nën kësulë. U lë-shuan si miza në mjaltë u lëshuan grumbull, përnjë-herësh e me kënaqësi (për të përfituar nga diçka e mirë). Mbeti me një grusht miza mbeti fare pa gjë, mbeti duarthatë. E përcolii me një grusht miza (pleshta) e përcolli me fjalë e me premtime boshe, pa ia mbaruar punën. Erdhi me një grusht miza erdhi i ndezur e i inatosur, erdhi tërë hundë e buzë. Mjalti i tërheq mizat *fj. u. shih te* MJALTË,~I. Çdo mizë nuk bën mjaltë *fj. u.* nuk janë të gjithë të vlefshëm njëlloj, nuk.kanë të gjithë vlerë të madhe. Të shtie miza e s'të nxjerr bualli thuhet kur dikush hyn në një punë si pa dashur, pa e menduar mirë, e pastaj nuk del dot. S'ngopet ariu me miza *fj. u. shih tek* ARI,~U. Kujt i ha miza nën kësulë, le të kruhet! ai që ka bërë fajin, le të për-gjigjet. Po shtive mizën (milingonën), të iku hambari *fj. u. shih te* SHTIE. Le gomari që na ngordhi, po s'na lënë rehat as mizat *shih te* GOMAR,~I. L u 1 e mize *bot. shih te* L,ULE,~JA. Pesha e mizës *sport., vjet. shih te* PESHË,~A 9. Zogu mizë *zool. shih te* ZOG,~U.

MIZËRI,~A . *përmb.* 1. Shumicë e madhe, mori (njerëzish, kafshësh a sendesh). *Mizëri e madhe. Mizëri ushtarësh. Mizëri kafshësh. Një mizëri çadrash.*
2. *përd. ndajf.* Shumë, plot, me shumicë. *Erdhën mizëri. Kishte mizëri.*

MIZËRON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. *(zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me bëhet miza-miza, sikur me shkojnë mizat (nëpër trup etj.). *Me mizëron trupi. Me mizërojnë duart (këmbët).*
2. Ka shumë njerëz që lëvizin, ka mizëri, zien nga njerëzit. *Mizëron sheshi.*
•*k* Me mizëron koka me zien koka (nga punët, nga hallet etj.)

MIZON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Bie bore e imët, fijon, qimton. *Mizoi gjithë natën.*

MIZOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri shumë i egër e i pamëshirshëm, njeri i pashpirt, vrasës e gjakatar; barbar, tiran. *Mizorët nazistë (fashistë). Sjellje prej mizori. Shpirt mizori.*MIZOR,~E *mb.* 1. Që sillct në mënyrë shumë të egër e të pamsshirshme me njerëzit, që kënaqet kur i bën të tjerët të vuajnë, zemërgur; i pashpirt; që është veçori e një njeriu të tillë. *Njeri mizor. Mbret mizor. Ushtri mizore. Me shpirt mizor. Mefytyrë (me pamje) mizore. Me sy mizori.*
2. Që të kail tmerr, i traerrshëm; që është plot mizori, i pSrgjakshëm. *Lufti mizore. Vdekje mizore. Botë mizore.*
3. Që është përdorur nga një vrasës, që përdoret për të vrarë njerëzit; vrastar. *Armë (pushkë) mizore.*

M(ZORt,~A . *sh.* ~-, ~TË. 1. Të qenët mizor; qëndrim a sjellje prej mizori. *Sillej mi mizori.*
2. Punë a vepër mizore; kërdi. *Mizoritë e fashistëve (e armiqve).*

MIZORISHT *ndajf.* Në mënyrë shumë të egër e të pamëshirshme, në mënyrë mizore. *U vra mizorisht. E shkatërruan mizorisht. U suall mizorisht me të.*

MJAFT. I. *ndajf.* 1. Në sasi a në mënyrë të mjaf-tueshme, aq sa duhet, aq sa mjafton; në një masë mesatare, deri në një fare shkalle; në një shkallë të kënaqshme, deri aty ku duhet. *Mjaft fole! MJaft hëngre! Mjaft mori. Mjaft e ndihmuam! Mjaft i ka edhe këto.*
2. *bised.* Në mënyrë të ndjeshme a të dukshrae, jo pak, shumë. *Mjaft i bukur (i shkathët). Mjaft i ri (i vjetër). Mjaft i vështirë. Mjaft mirë (keq). Lexon (meson) mjaft. Ka përfituar mjaft. U tall mjaft mt të. Vapa i lodhi mjaft. Është mjoft i lëvizshëm. Dukej mjaft i mërzitur. Jam mjaft i gëzuar që të pashë. Mbe-tën mjaft punë për të bërë. Kishte mjaft njerëz. Harxhoi mjaft para. Erdhën mjaft vetë.*
3. *përd. kallëz.* Mjafton. *Mjaft që të vijë. Mjaft që e kupton. Mjaft që at të Jetë i kënaqur.*
II. *pakuf.* Sasi e madhe frymorësh a sendesh. *Mjaft prej tyre ishin vullnetarë.*
*k* Mjaft që... përdoret për të lidhur fjalinë drej-tuese mi fjatinë e varur kushtore, e cila shpreh kush-tin që është i mjaftueshëm për t'u kryer veprimi. Mjaft me! a) pusho, mos fol!; b) nuk durohet dot me.

MJAFTË (l,e) *mb.* I mjaftueshëm. *Ujë i mjaftë. Të ardhura të mjqfta.*

MJAFTOHEM *vetv.* Me mjaftojnë kaq, kënaqem me kaq, e kam mjaft edhe kaq. *Mjaftohem me pak. Mjaftohen me ato që u japin. Nuk mjaftohen me ato që kanë mssuar.*

MIAFTOJ *jokal,* —OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Është mjaft, është i mjaftueshëm, është aq sa duhet; del, arrin. *mjafton buka (uji). Na mjafton të dyve. A ju mjafton kaq? Nuk i mjaftuan paratë. Nuk i mjaftojnë njohuritë (dijet, të dhënat).*

*2.* Jam mjaft vetëm unë për diçka; jam në gjendje, kam forca për të bërë diçka. *Pse nuk mjaftojmë ne këtu?*

3. *pavet.* Është mjaft. *Mjafton, tashti duhet të pu-shojmë.*

*4. pavet.* Është mjaft edhe kaq, mjaft që është a që bëhet diçka (përdoret me një folje në mënyrën li-dhore). *Mjafton të dijë thelbin e (ështjes. Mjafton të vijë edhe një. Mjafton t'i shtrohet punës. Mjafton ta kuptojë e të mos e përsëritë gabimin.*

MJAFTËESHËM (i), —ME (e) *mb.* Që mjafton për të përmbushur nevojat ose kërkesat; që është aq
sa duhet; që del, që arrin. *Sasi e mjaftueshme. Ushqime të mjaftueshme. Njohuri të mjaftueshme. Ka të ardhura të mjaftueshme. Nuk është i mjaftueshëm.*

MJAFTUESHËM *ndajf.* 1. Në mënyrë të mjaftueshme, aq sa duhet; mjaft.

2. Përdoret për notën më të ulët kaluese. *Mori (noten) mjaftueshëm.*

MJA"KEM *vetv.,* —A (u), ~UR. Me thahet goja, me bëhet goja shkrumb nga etja e madhe, nga ndonjë sëmundje etj.; rreshkem. *Iu mjak goja nga ethet, U mjaka për ujë.*

MJAKË,~A . Shkrumbi që vë goja nga etja, nga ethet etj. *Mjaka e gojës.*

MJALCË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Bletë.

2. Lëng i hollë dhe i ëmbël që thith bleta nga gjethet e disa drurëve si ahu, plepi, gështenja etj. për të bërë mjaltë; vesa e mjaltit.

3. *bot.* Bar blete.

MJALTË,~I m. I, Lëng i trashë e shumë i ëmbël, në ngjyrë të qelibarit, që e bëjnë bletët me nektarin e disa luleve dhe që përdoret si ushqim. *Mjaltë i pa-vënë në zjarr (i pazier, i tretur, i vënë në zjarr). Mjaltë sherbele (bliri). Pitet (hojet) e mjaltit. Sherbet mjalti. Karam;le (petulla) me mjaltë. I ëmbël si mjaltë* shumë i ëmbël. *Mbledh mjaltin. Lyej bukën me mjaltë.*

*2.* Lëngu i trashë që nxjerf kokrra e fikut kur piqet shumë, rrëshira e fikut.

3. *përd. mb.* Shumë i ëmbël. *Pjepri ishte mjaltë. Është pjekur rrushi e është bërë mjaltë.*

4. *përd. ndajf. fig.* Shumë mirë; pa halle e pa bren-ga, ëmbël. *E shkon jetën mjaltë. I rrjedhin ditlt mjaltë. U shkon muhabeti mjaltë.*

5. *përd. ndajf.* Përdoret me mbiemrin "i ëmbël për të treguar shkallën më të lartë të ëmbëlsirës së diçkaje (me kuptimin <<shumë"). *Ishte mjaltë i ëmbël.*

• Ka rënë nS mjaltë ka rënë në një gjendje shumë të mirë, në një familje a rreth shoqëror shumë të mirë, është si veshka në mes të dhjamit, jeton në mes të gjitha të mirave. Mjaltë e qumftsht një lloj melhemi popullor, më të cilin lyhet vendi t kafshuar nga nusja e lalës. Muajl i mjaltit *shih te* MUAJ,~I. Vesa e mjaltit *shih te* VESË,~A. I ra sepata (shpata, luga, thika, sqepi) nS mjaltë rastisi në rrethana shumë të përshtat-shmc e pati shumë përfitime; i eci mbarë një punë. Është mjaltë e qumësht është shumë i mirë, shumë i këndshëm. E ka mjaltë e sheqer (mjaltë e qumësht, mjaltë e gjalp6) *me dike* shkon shumë mirë me dike, ka marrëdhënie shumë të mira me të; e duan shumë njëri-tjetrin. I dba nj£ gisht mjaltë *diku jt shih te* GISHT, ~I. Ka ngrënë bukë e mjaltë *me dike* ka shkuar shumë mirë me të. Ka ngrënë me shumë mjaltë se bukë a) ka trap të shëndoshë e të lidhur mirë, është i hijshëm e plot shëndet; b) është gojëmbël e zemërmirë. U lëshuan si miza në mjaltë *shih te* MIZË, —A. Mjalti i tërheq mizat . *u.* thuhet kur dikush i bën lajka e i sillet rrotull një njeriu të pasur a të pushtetshëm për të nxjerrë përfitime prej tij. Çdo mizë auk bën mjaltë ;. *u. shih te* MIZE,~A. I nxjerr (i rrjedli, i kullon, i buron) goja mjaltë fiet mirë e bukur, net ëmbël; është gojëmbël. Nxjerr 0tahon, derdh) mjaltë (sheqer) nga goja është gojëmbël. Nxjerr mjaltë (vaj) nga guri *dikush* është shumë i zoti, i shkathët e këmbëngulës, nxjerr dhjamë nga pleshti. Këmbi p(r bal-të, gojë për mjaltë;. *u. shihte* BALTË,~A. Lipi mjal-tin, po mos e ha gishtin! *ft. u.* fol e bëj shaka, po mos e tepro; ki kujdes, mos latino aq shumë, se e pëson. Ka (kërkon të ketë) ajërën dorë në bakllava dhe tjetrën
në mjaltë (në revani, në kab;-ai) *përb. shih te* DORË,
^,i.
^*n*

M,JALTËDHEnËS,~E *mb.* Mjaltës (për bimët); i përshtatshëm për të kullotur bletët (për një vend). *Bimë mjaltëdhënëse. Kullotë mjaltëdhënëse.*

MJALTËS,~E *mb.* 1. Që përmban nektar, më të ciiin bletët bëjnë mjaltin; mjaltëdhënës. *Bimë (shkurre) mjaltëse. Dru mjaltës.*

*2.* Që bën shumë mjaltë. *Bletë mjaltëse.*

MJALTËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bletë. *Erdhën mjaltëzat grumbuj-grumbuj.*

MJALTOR,~E *mb.* 1. Mjaltës. *Dime mjaltore. Bletë mjaltore.* 2. Shumë i ëmbël. *Rrush mjaltor.*

MJALTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Shumë i ëmbël, mjaltor. *Rrush i mjallshëm.*

MJAULLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Britma e maces ku^ mjaullin. *Dëgjohej një mjaullimë.*

MJAULL,fNMa., ~U, ~RË. 1. Nxjerr një brit-më të hollë e të zgjatur (për macen). *Mjaullin macja (ntaçoku).*

2. edhe *veta* I *fig. përb.* Flas shumë e kot për dike a për diçka, 'lomotit, ankohem duke nxjerrë një zë të hollë si të maces. *Ç'ka që po mjaullin ashtu?!*

MJAULLIT *jokal.,* ~I, ~UR. Mjaullin.

MJAULLITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes MJAULLIT.

2, Mjaullimë. *Dëgjoheshin ca si mjaullitje.*

MJEDIS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e kushteve natyrore, në të cilat jeton e zhvillohet njeriu a një qenie tjetër, ndodhet e ndryshon një send, zhvillohet një dukuri etj.; gjithçka që rrethon një organizëm dhe ndikon mbi të; hapësira a sendet që na rrethojnë; ambient. *Mjzdisi rrethues. Mjedisi gjeografik. Mjedisi i jashtëm. Mjedis përcjellës. elektr. Mjedis veçues. elektr. Mjedis shpërndarës. kim. Përsh'-:rimi i mjedisit.*

*2.* Kushtet shoqërore dhe të jetës, në të cilat rron e vepron njeriu; grup njerëzish të një profesioni etj. a me kushte të tilla të përbashkëta, në gji;ë të cilit rron e punon dikush; ambient. *Mjedis shqiptar. Mjedisi arbëresh. Mjedis punëtorësh. Mjedisi shoqëror. Mjedis borgjez (i huaj). Mjedis i ftohtë.*

MJEDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *bot.* Shkurre deri një meter e lartë, me kërcell zakonisht me gjemba të hollë, që lidh kokrra të kuqe, të ëmbla e me erë të mirë, të ngjashme me ato të manaferrës; fryti i kësaj shkurreje. *Mjedër e kuqe. Mjedër e egër. Kokrra mjedte. Lëng (shurup) mjedre.*
*2. përd. mb.* Që ka ngjyrë të kuqe të mbyllur, si kokrrat e pjekura të kësaj shkurreje. *Ngjyrë mjedër.*
MJEDHËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Mjedër.
MJEGULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grumbull avujsh të dendur e të ftohtë, që formohen zakonisht në vise të ulëta, në gryka malesh etj. ngapika shumë të imëta dhe që qëndrojnë mbi tokë si tym i patej-dukshëm. *Mjegull e dendur (e trashë, e hollë). Mjegull \e bardhë. Mjegull deti. Mjegulla e mëngjesit. Shtresa*
*mjegulle. Ra mjegulla. Nuk shihet nga mjegulla. Ujku mjegull do (kërkon). fj. u.*
2. Diçka si perde ose si tym që pengon a vështirëson të parët. *Ka një mjegull në sy i* janë veshur sytë, nuk sheh qartë. *kan'ë zënë sytë mjegull.*
3. *fig.* Paqartësi a turbullirë në mendime, në që-llime etj.; gjendje e paqartë, e errët; errësirë. *Në mjegullën e lashtësisë. Çanë mjegullën e shekujve. Ka mjegull në kokë. E pllakosi një mjegull dyshimcsh.*
4. *bot.* Sëmundja e hithit; mykëz.
Si në (nëpër) mjegull (nëpër tym) turbull, jo qartë; si në ëndërr, si nëpër të. Ik:i (doli) tym e mjegull iku me rrëmbim, doli furishëm. Mbeti si n-sa në mjegull *shih te* ROSË,~A.
MJEGULL,~'A. Gjendje si me mjegull; gjysme-rrësirë, ag. *E shoh si nëpër mjegulli* nuk e shquaj mirë.
MJEGULLlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MJEGULLOJ, MJE-GULLOHET. *Mjegullimi i syve.*
*2.* Të qenët si në mjegull, të qenët i paqartë; diçk?. e paqartë dhe e pasigurt.
MJEGULLlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mjegull e hollë; mjegull. *Ditë me mjegullinë. Mjegullina e bores. 2.* Kohë me mjegull.
MJEGULLNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mjegull e madhe, mjegull e dendur që shtrihet në një hapë-sirë të gjerë. *Mjegullnaja e dendur. Humbi (u zhduk) nëpër mjegtdlnajë.*
*2. astr.* Grumbull i madh trupash qiellofë në ha-pësirat ndërmjet yjeve, që duket si një mjegull kur e shohim me sy ose me teleskop të zakonshëm. *Mje-gullnajë planetare. Mjegullnaja e Andromedës.*
3. *fig.* Diçka e errët, e paqartë dhe e pakuptueshme; turbullirë. *Në mjegullnajën e mijëvjeçarëve para erës së re.*
MJEGULLOHET *vetv.* 1. Nis të bjerë mjegulla, mbulohet nga mjegulla, zhytet në mjegull (për një vend). *Mjegullohet qyteti. Mjegullohe- fusha (lugina, mali).*
2. *(zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me vishen sytë si me mjegull; me turbullohet mendja, me ngatërrohen mendimet. *Iu mjegullua mendja (kujtesa, koka). lu mjegullua vështrimi. M'u mjegulluan sytë.*
3. *Pës. e* MJEGULLOJ.
MJEGULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Mbuloj a vesh me mjegull; vesh me një perde si mjegull, që pengon shikimin. *Avulli (fryma) mjegulloi xhamin. Tymrat e mjegulluan diellin.*
*2. fig.* E bëj të paqartë, të errët e të pakuptueshme diçka; errësoj, turbulloj (për një ngjarje, për një figure, për një vepër etj.). *mjegullon ngjarjet (idetë). la mjegulloi mendjen (arsyen).*
MJEGULLOR,~E *mb. libr.* Që është mbuluar me mjegull, që është zhytur në mjegull; që ka mjegull. *Vise mjegullore. Det mjegullor. Nate (ditë) mjegullore.*
MJEGULLT (i,e) *mb.* I. Që është i veshur me mjegull, që ka mjegull; i mjegulluar. *Kohë (ditë) e mjegullt. Qiell i mjegullt. Mëngjes i mjegullt.*
2. *fig.* Që është i paqartë, i errët e i pakuptueshëm; që nuk është i përcaktuar qartë ose plotësisht i vër-tetë a i përpiktë, i vagët; i turbullt. *Përfytyrim i mje-guilt. Kujtime të mjegullta. Ndjenjë e mjegullt. Prem-time të mjegullta. Përgjigje e mjegullt.*
MJEGULLUAR (i,e) *mb.* 1. Që e ka mbuluar mje-gulla, që fca mjegull; i mjegullt. *Male të mjegulluara.*
*1.* Që është veshur si me mjegull, i veshur. *Xham i mjegulluar. Dritë e mjegulluar. Me sy të mjegulluar.*
3. *fig.* Që është bërë i paqartë, i errët e i pakup-tueshëm; që nuk është i përcaktuar qartë ose plotësisht i vërtetë a i përpiktë; i vagëlluar. *Fjalë (mendime) të mjegulluara. Pamje e mjegulluar. Me mendje të mjegulluar. Përgjigje e mjegulluar.*
MJEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist me arsim të lartë në fushën e mjekësisë, doktor. *Mjek ushtarak. Mjek ligjor. drejt. Mjek kirurg (pjkiatër, neurolog, gjinekolog, pediatër, okulist). Mjeku i dhëmbëve. bised.* stomatolog; dentist. *Mjeku i syve. bised.* okulist. *Mjeku i kafs'iëve. bised.* veteriner. *Mjek për fëmijë. bised.* pediatër. *Mjek për sëmundje të brendshme. Mjeku i zemrës. bised.* kardiolog. *Mjeku i rojës. Mjeku i ndërmarrjes (i shkollës). Dhoma e mjekut. KM hyn dielli nuk hyn mjeku. fj. u.*
MJEKE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MJEK,~U. *Mjekja e lagjes. Kreu studimet për mjeke.*
MJEKËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT, 1. Pjesa e poshtme e fytyrës nën gojë, që vjen e zgjatur e në fund e rrumbullakët a me maië. *Me mjekër të dale. Maja (vrima) e mjekrës. Mbështeti mjekrën në tryezë.*
2. në *sh.* Qimet që dalin në këtë pjesë të fytyrës dhe anës faqeve (te burrat). *Me mjekër ië gjatë (të rrallë, të dendur). Qimet e mjekrës. Plak me mjekër. Rroi mjekrën. Fa shkuli mjekrën. Fërkoi mjekrën. Vetëm mjekra e qoses nuk rregullo:iet. fj. u. Kush ka mjekër, mban edhe krehër. fj. u.*
3. Tufa e qimeve të gjata që kanë disa kafshë në:iofullën ose në pjesën e poshtme të turirit. *Mjekra e cjapit.*
• I digjrt mjekra (koka) është në gjendje shumë të vështirë, është në hall të madh, po i luan mendja e kokës për diçka e s'di si t'ia bëjë. I dridhat mjekra (buza) *shih te* BUZË,~A. Lëshofsh mjekër! *shin te* LËSHOJ. I rroi mjekrën *shih te* RRUAJ. Me doli mjekra (me dc-ën thiujat) dike pritur kam një kohë të gjatë që po pres, u mërzita duke pritur. Nën hundën e mjekrën *e dikujt shih te* KUNDË,~A. Nuk ka mjekër për Qabe *mospërf.* nuk është i zoti për një punë, nuk e bën dot atë punë. Hëm të vë plak, hëra të rruan mjek-ën edhe të ngarkon një punë a detyrë, edhe nuk të pyet ose nuk të përfill fare. Tjetrit i digjet mjekra, ai kërkon të ndezë ciga.en dikush ka halle të mëdha, kurse një tjeër e shqetëson për të mbaruar punën e vet.

MJEKËRBARDHË *mb.* 1. Që i ka qimet e mjekrës të bardha, që e ka mjekrën të thinjur; mjekërthinjur. *Plak (gjysh) mjekërbardhë.*
*1. fig.* I urtë, i pjekur, i mençur (për burrat). *Burrë mjekërbardhë.*
3. *Përd. em. m.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Këshillat e mjekërbardhit.*
MJEKËRBORË *mb.* Që i ka qimet e mjekrës të bardha si bora; mjekërbardhë.
MJEKËRBCALL *mb. tall.* Që e ka pjesën e poshtme të fytyrës të madhe si të buallit (për njerëzit).
MJEKËR BUTE *mb.* Që e ka pjesën e poshtme të
fytyrës të rrumbullakët e të butë (zakonisht për grate); që i ka qimet e mjekrës të buta (për burrat). *Moj e mira mjekërbutë breg me breg kërcen si sutë! kr. pop.*
MJEKËRCJAP *mb. tall.* 1. Që e ka mjekrën të gjatë e me majë si të cjapit. *Prift (hoxhë) mjekërcjap.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *biri i mjekërcjapit.*
MJEKËRDENDUR *mb.* Që i ka qimet e mjekrës të dendura.
MJEKËRFSHESË *mb. tall.* Që e ka mjekrën të gjerë e të rrallë si fshesë.
MJEKËRGJATË *mb.* 1. Që i ka qimet e mjekrës të gjata; *kund.* mjekërshkurtër. *Murg mjekërgjatë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
3. *përd. em. m. mospërf.* Prifti ose hoxha.
MJEEËRKUQ *mb.* Që i ka qimet e mjekrës në ngjyrë të kuqe.
MJEKËRPRESH *mb. tall.* Që i ka qimet e mjekrës të rralla e të shkurtra si rrënja e preshit.
MJEKËRSHKURTËR *mb.* 1. Që i ka qimet e mjskrës të shkurtra; *kund.* mjekërgjatë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiem;it.
MJEKËRSHTËLLUNGË *mb.* Që i ka qimet e iiijekrës si shtëllungë leshi.
MJEKËRTHINJUR *mb.* 1. Që e ka mjekrën të thinjur, mjekërbardhë. *Plak mjekërthinjur.*
*1. fig.* I urtë, i pjekur, i mençur.
3. *Përd. em. m.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Dëgjo ç'të thotë mjekërthinjuri!*
MJEKËRZI *mb.* 1. Që i ka qimet e mjekrës të zeza. *Burrë mjekërzi.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MJEKËS,~I *m. sh.* ^, ~IT *vjet.* Ai që mjekonte njerëzit duke përdorur barëra e prime sipas psrvojës së fituar në jetë, mjek popullor; mjek. *Mjekës pc-pullor. Mjekës pa shkollë. Mjekësit e bashkisë.*
MJEKËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet. Fem. e* MJEKËS,~I.
MJEKËSI,~A . 1. Shkenca që merret me mbroj-tjen e shëndetit të njerëzvc, me studimin e sëmundjevs të ndryshme, me parandalimin dhe me mjekimin e tyre. *Mjekësia e përgjithshme. Mjekësia popullore* tërësia e mjeteve dhe e mënyrave që janë përdorur brez pas brezi nga populli për mjekimui c parandalimin e sëmundjeve dhe që përbëjnë kurdoherë një përvojë shumë të vlefshme. *Mjekësia ligjore* degë e mjekësisë, e cilat merret me studimin e me zgjidhjen e çështjeve mjekësore (si p.sh. shkaku që ka sjellë vdekjen. e dikujt, dëmtimet trupore etj.) që dalin në praktikën hetimore e gjyqësore. *Punonjësit e mjekësisë. Fakulteti i Mjekësisë. Studion për mjekësi.*
2. Mjeshtëria e mjekut, profesioni i mjekut. *Merret me mjekësi.*
MJEKËSOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me mje-kësinë a me mjekimin; që i përket mjekësisë; që lidhet me veprimtarinë për parandalimin e shërimin e sëmundjeve. *Shkenca (kultura) mjekësore. Praktika mjekësore. Qendër mjekësore. Vizitë mjekësore. Ra-port mjekësor. Ndihmë (këshilla, masa) mjekësore. Shërbimi (kontrolli) mjekësor. Komisioni mjekësor. Shkolla e mesme mjekësore.*
*2.* Që ka veti shëruese; që përdoret nS mjekësi ose për mjekim. *Bimë mjekësore. Vajra mjekësore.*
MJEKI,~A . *zakon. sh.* ~, ~TË *bised.* Mjetet e mënyrat e ndryshme të mjekimit, mjekimet; mjekje.
MJEKlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas Kuptimeve të foljeve MJEKOJ, MJEKOHEM. *Mje-kinti i syve (i veshëve). Mjekimi i plageve. MjekiMi i të sëmurëve. Qettdra e mjekimit.*
2. *bised.* Bari ose barnat që jep mjeku për t'u mje-kuar nga një sëmundje. *Mjekim i ri (i sigurt). Mjekim kundër helmimit.*
MJEKJE,~T . *vet. sh.* Mjekime popullore, prime. *Mjekje të ndryshme.*
MJEKOHEM *velv.* 1. Jam nën mbikëqyrjen e mjekut, përdor barnat që me ka dhënë e zbatoj po-rositë e tij për shërimin e sëmundjes. *Mjekohen në spital (në shtëpi)..*
2. *Pës. e* MJEKOJ.
MJEKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Mbikëqyr një njeri ose një kafshë të sëmurë dhe i jap ndih-mën e nevojshme me barna e me mjete të tjera për ta shëruar. *Mjekojnë me kujdes të sëmurët.*
*2.* Përdor barna e mjete të tjera për të shëruar një plage ose një semundje sipas porosisë së mjekut. *Mjekoj plagën. Mjekoj dhëmbët (sytë, këmbën).*
MJEKOLIGJOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me mje-
kësinë ligjore, që i përket mjekësisë ligjore, i mje-
kësisë ligjore. *Komisioni mjekoligjor. Shqyrtim mje-koligjor.*
MJEKROSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Burrë a djalë me mjekër; ai që mban mjekër të madhe (edhe *keq.).*
*2. Përd. mb. m.* sipas kuptimit të emrit. *Burrë (plak) mjekrosh.*
MJEKTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* I. Mjekës; mjek. 2. Magjistar.
MJEKTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet. Fem. e* MJEKTAR,~I.
MJEKCES,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që merret me mjekime. *Mjekues i zoti (i mirë).*
MJEKCES,~E *mb.* Që përdoret ose që shërben për mjekime; që mjekon, që bën mjekime, që merret me mjekime. *Lëndë mjekuese. Qendër mjekuese. Ka veti mjekuese.*
MJEKCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të mjekohet e të shërohet. *Semundje e mjekueshme.*
MJEL *kal.,* MOLA, MJELË. 1. I marr qu-mështin një kafshe shtëpiake, duke i shtrydhur gjirin. *Mjel lopën (delet, dhitë).*
*2. fig.* la ha a ia marr dikujt ca nga ca paratë,-mallin ose pasurinë që ka; shfrytëzoj punën, mundin e pasurinë e dikujt për të nxjerrë përfitime për yete, zhvat. *E moli mirë.*
• Milte dy qyqe dele (dhi) ishte fshatar i varfër, ishte i këputur.
MJELCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Enë për qumësh-

tin kur mjelim bagëtinë; vedër. *Mjelcë druri. Një mjelcë me qumësht. Laj (pastroj) mjelcën.*
MJELËS,~E *mb.* 1. *vet. f.* Që jep qumësht, që mbahet për qumësht, që milet, p"lle. *Lopë (dele, dhi) mjelëse.*
*2.* Që përdoret për të mjelë bagëtinë. *Maklnë mjelëse.*
MJELËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Punëtore në një ndërmarrje blegtorale ose në një kooperativë bujqësore që mjel bagëtitë dhe kujdeset për to. *Mjelëse lopësh (delesh, dhish). Brigada e mjelëse ve. Kurs për mjelëse.*
*2.* Makinë mjelëse. *Mjelëse mekanike (elektrike).*
3. Mjelcë. *Mbushi mjelësen me qumësht.*
MJELJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MJEL, MILET. *Mjelja e lopëve (e dhenve). Mjelje me dorë (me makinë).*
MJELM,~I *m.* Thithi i gjirit të bagëtive; maja esisës, thith; gjiri.
MJELLAZË,~A. Bore e imët si miell, që ngrihet në ajër nga era. *Ra një mjellazë. U ngrit mjellaza përpjetë.*
MJELLBARDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tool.* Shpend shtegtar si huta, me pendë të bardha e me skajet e krahëve në ngjyrë të zezë, që vjen në vendin tone në pranverë; huta e bardhë, kali i qyqes.
MJELLMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Shpend i madh uji, me qafë të gjatë e të lakueshme, me krahë të gjerë, me pendë zakonisht të bardha e të shkël-qyeshme si bora, që shtegton. *Mjellmë e bardhë. Mjell-më e butë. E bukur (e bardhë) si mjellmë. Pendët e mjellmës.*
*2. fig. përk.* Vajzë a grua e re, e bukur dhe e urtë.
Kënga e mjellmës *libr.* vepra e fundit e një shkrim-tari, piktori, kompozitori etj., shfaqja e fundit e ta-lentit të një krijuesi (sipas ajë legjende se gjoja mjell-ma këndon vetëm një here, përpara vdekjes).
MJERË (i,e) *mb.* 1. Që rron në varfëri a në mjerim, i gjorë, i shkretë; *kund.* i lumtur. *Plak i mjerë. Familje e mjerë.*
*2.* Që është karakteristik për dike që rron në varfëri a në mjerim; i varfër; *kund. i* lumtur. *Jetë e mjerë.*
3. Që ka mbetur pa njeri dhe që të ngjall mëshirë; fatzi, i shkretë, i gjorë. *Njeri i mjerë. Grua e mjerë. E la të mjerë. E mjera ajol Të mjerë t at a!*
4. Që ka mbetur shkretë; që ka hequr e ka vuajtur shumë. *Vend (fshat) i mjerë.*
5. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
MJERË *pj.* 1. Përdoret kur shprehtm hidhërim të thellë, dhembje a keqardhje të madhe për dike; *kund.* lum. *Mjerë ata se ç'i gjeti! Mjerë ai djalë që mbeti vetëm!*
*2.* Përdoret kur i kanosemi dikuji që bën një të keqe. *Mjerë i ligu! Mjerë ti, po e theve! Mjerë ata, po u zbuluan!*
MJERf,~A . Jetesë e mjerë, plot vuajtje e mun-dime; varfëri e madhe; mjerim. *E kishin lënë në mjeri.*
MJERlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MJEROJ, MJEROHEM.2. Të qenët i mjerë; gjendja e atij që është i mjerë, varfëri e madhe. *Mjerim i madh. Jetonle në mjerim. Shpëtuan nga mjerimi.*
3. FatkeqSsi e madhe; ditë e zezë. *Shkaktoi mje-rime. I ra një mjerim.*
• E pin giieU knpen e mjerimlt (e hidhërimit) *libr. shih te* KUPË,~A.
MJERlSHT *ndajf. për* fat të keq; *kund.* lumturlsht. *Mjerisht nuk e di. Mjerisht nuk erdhi. Mjerisht, po!*
MJEROHEM *vetv.* 1. Bie në mjerim, bëhem i mjerë; vajtoj për gjendjen time të mjerë. *Mjero-heshin për ditë e mi fort.*
2. Me vjen shumë keq për dike a për diçka, hel-moherr, pikëllohem. *U mjeruan për vdekjen e trimit.*
3. *Pës. e* MJEROJ ll2.
MJEROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Lë të shkretëdike a diçka, e shkretoj; e bëj të mjerë dike, e lë në mjerim. *Mjeroi shtëpinë (vendin).*
2. Kam dhembshuri të madhe për dike, me dhimb-•set shumë, me vjen shumë keq për të; e vajtoj. *Mje-ronte shokët. Mjeroi djalin (vajzën).*
3. *jokal.* Heq e vuaj; kaloj një jetë të mjerë. *Pu-nonin e mjeronin. Shkoi tërë jetën duke mjeruar.*
MJERUAR (i,e) *mb.* 1. Që është goditur nga një fatkeqësi e madhe; që bën një jetë të mjerë; që është bërë për të ardhur keq, i mjerë. *Plak i mjeruar. Ishte në gjendje të mjeruar* ishte në gjendje shumë të keqe, të vajtueshme.
2. Që ka mbetur i mjerë, që është shkretuar. *Vend i mjeruar.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit (për nje-rëzit). *përtuari, i mjeruari. fj. u.*
MJERUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është për të ardhur keq; i mjerë. *Gjendje (jetë) e mjerueshme. Vdekje e mjerueshme. Në mënyrë të mjerueshme.*
MJESHTAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Secili nga burrat që i kanë grate motra, baxhanak. *Jane mjeshtakë.*
MJESHTËR,~RI *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT. 1. Pu-
nëtor i përgatitur që ushtron një zeje të caktuar, zej-tar. *Mjeshtër marangoz. Mjeshtër murator. Mjeshtër rrobaqepës.*
*2.* Murator, usta. *E kishte babanë mjeshtër.*
3. Punëtor i përgatitur e me përvojë, që bën punë me cilësi të lartë, që u jep përvojën e njohuritë e veta më të rinjve dhe që drejton një repart a një sektor prodhimi. *Mjeshtër prodhimi. Mjeshtri i repartit. Mjeshtër i shpimit. Këshillohej me mjeshtrin.*
*4. vjet.* Zejtar që kishte një punishte të vogël dhe 4i mëscmte zanatin çirakëve. *Mjeshtri dhe çirakët.*
5. Njeri që e njeh dhe e zotëron shumë mirë mje-shtërinë e vet, njeri i zoti dhe i aftë për punën e tij. *Mjeshtër i mbaruar. Dorë mjeshtri. Mjeshtër në për-dorimin e armës. Mjeshtër i tregimit. Mjeshtër i fjalës. Mjeshtër i valleve. Është mjeshtër për çdo punë.*
*6. bised.* Njeri i shkathët e i regjur, që i kryen punët zakonisht me dredhi ose në rrugë jo të rregullt, usta. *Është mjeshtër për të tilla punë.*
7. Titull që u jepet sportistëve të shquar, të cilët kanë arritur rezultate të larta në një lloj sporti; titull nderi që u jepet punonjësve më të mirë a më të shquar në një profesion. *Mjeshtër sporti. Mjeshtër shahu. Mjeshtër i shquar në profesion".*
MJESHTËRI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Puna që bën mjeshtri në një zeje, në një fushë të caktuar të pro-dhimit ose të veprimtarisë shoqërore etj.; zanat, profesion. *Mjeshtëria e marangozit (e muratorit,* P *rrobaqepësit). Mjeshtëria e gjellëbërësit. Mjeshtëria e poçarit. Mjeshtëria e aktorit. Mësoi një mjeshtëri të re.*
2. Aftësia e madhe që ka fituar një njeri në një zanat, në një fushë të caktuar të prodhimit ose të veprimtarisë shoqërore etj.; art; zotësi. *Mjeshtëria artistike (sportive). Mjeshtëria e të folurit bukur. Mjeshtëria për ta bindur tjetrin. E kreu me mjeshtëri.*

3. *bised.* Dredhi, djallëzi. *la punoi (ia mori) me mjeshtëri.*
MJESHTËRISHT *ndajf.* Me mjeshtëri; si prej mjeshtri. *Është punuar mjeshtërisht. E tregoi (e shkroi) mjeshtërisht. E përdorte shpatën mjeshtërisht. E skaliti mjeshtërisht. Flet mjeshtërisht.*
MJESHTËROJ *kal.,* ~-OVA, ~UAR. 1. edhe *jokal.* E punoj mirë diçka, e punoj me mjeshtëri. *E mjeshtëroi derën (ta')anin).*
*2.* Ushtroj një mjeshtëri a zanat.
MJESHTËROK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Murator i varfër.
2. *mospërf.* Mjeshtër i pazoti, që bën punë të dobët.
3. *mospërf.* Njeri i pagdhendur.
MJESHTËROR,~E *mb.* 1. Që është bërë me shumë mjeshtëri; i përsosur. *Punë (vepër) mjeshtë-rore. Përshkrim mjeshtëror. Organizim mjeshtëror. Në mënyrë mjeshtërore.*
*2.* Që ka të bëjë me mjeshtërinë, i mjeshtërisë. *Veçoritë mjeshtërore. Nga pikëpamja mjeshtërore.*
3. *fig.* Që i përket mjeshtrit, i mjeshtrit, prej mjeshtri; që është i aftë të bëjë një punë në mënyrë të përsosur, që punon me shumë mjeshtëri, i stërvitur. *Pendë mjeshtërore. Dora mjeshtërore. Syri mjeshtëror i artistit.*
MJESHTRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MJESHTËR,~RI. *Mjeshtre reparti. Mjeshtre ba-leti. Mjeshtre sporti. Mjeshtre e fjalës.*
MJET,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. I. Vegël, send, makinë, tërësi pajisjesh etj., që shërben për të bërë një punë, për të kryer një veprim a veprimtari, për të udhëtuar etj.; çdo gjë që përdoret për të bërë një punë. *Mjet i thjeshtë. Mjete shkollore. Mjete mbrojtë-se. Mjete tokësore (detare, ajrore). Mjetet luftarake (e motorizuara). Mjetet e punës. Mjetet e transports (e komunikacionit). Mjetet e lundrimit (e udhëtimit). Mjetet e mësimit. Mjetet e peshimit (e matjes).*
*2.* Mënyrë veprimi a udha që ndiqet për t'ia arritur një qëllimi; rrugë. *Mjet i fuqishëm (i rëndësishëm). Mjet i sigurt. I vetmi mjet shpëtimi. Teatri është një mjet edukinli dhe çlodhjeje. Përdori gjithfarë mjetesh për t'ia dale mbanë. E gjeti mjetin për ta zgjidhur çështjen. më të gjit ha mjetet* me çdo kusht, me çdo mënyrë. *S'ka mjet tjetër.*
3. *kryes. sh.* Sende (para, ushqime etj.) të nevoj-shme për të jetuar; *fin.* fonde, para. *Mjetet finan-ciare (buxhetore, monetare, xhiruese). Mjetet e lira. Mjetet e jetesës. Mjetet e pagesave.*
4. Pjesë përbërëse e diçkaje, element që hyn në përbërjen e një tërësie ose që kryen një funksion të caktuar. *Mjetet letrare (artistike). Mjete gramatlkore (sintaksore, leksikore, fjalëformuese). Mjet stilistik (shprehës). Mjetet e kompozimit.•* Mjetet e p r o d h i m i t *ek.* tërësia e veglave dhie e objekteve të punës që përdorin njerëzit në pro-cesin e punës për të përvetësuar lëi:dët natyrore dhe për të prodhuar të mirat materiale.
MJET,~I n "". *sh.* ~E, ~ET. Mur i hollë, zakonisht me dërrasa, që ndan një dhomë nga një tjetër; ndërmjetëx dërrase.
MJETË,~A. Leshi, pambuku a liri i shkurtër që mbetet pasi zgjedhim pjesën e mirë dhe që për-ddret në endje si fill për së,gjeri. *Mjetë leshi (pambuku, liri). Me mjetë bëhen bërrucat.*
MLYSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Peshk grabitqar i ujëraye të ëmbla, me trup gjatosh dhe me turi të n-.prehtë e petashuq, që nuk e ka mishin të shijshëm. *Mlysh i madh.*
*2. fig.* Njeri i trashë nga mendja; budalla.
MLLEF, ~? m. I. Zemërim a inat i madh që na është grumbulluar përbrenda c duam ta shfrejmë, du'f, mëri. *U mbush me rrtllef. Nxori mllefin. Shfryu terë mllef. I kishte sytë plot mllef.*
J2. Hidhërim i thellë. *Ndrydhte një mllef. E mbajti mllefin.*
MLLEFQA'R,~I *m. sh.* -.'3, ~ET. 1. Njeri që ka mllef, inatçi i madh.
2. *Përd. nib.* sipas kuptimit të emrit. *Njeri mllef-qar..*
MOBILlE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Oiendi shtëpie a zyre, zakonisht prej druri (karrige, tryezë, raft, va-rëse rrobash etj.), që mund ta lëvizim lehtë nga një vend në një tjetër. *Mobilie të reja (të vjetra). Mobilie të thjeshta (të lira, të shtrenjta). Mobilie të përkulura (artistike). Mobilie arre (pishe, aku). Fabrika (pu-nishtja) e mobilieve.*
MCBIL,IER,~I 7)1. *sh.* ~Ë, ~ËT. Mjeshtër a punëtor i përgatitur që merret me punimin e mobilieve. *Kurs për mobilierë.*
MO3ILIERI,~A . 1. *përmb.* Tërcsia e mobilieve të një shtëpie, të një zyre etj., mobiliet. *Fabrika e mobilierisë. Reporti (dyqarti) i mobilierisë. E pajisën jne mobilieri.*
2. *bised.* Vendi ku prodhohen ose ku shiten mobiliet. *Punon në mobilieri.*
MO3ILIM,~I *nt. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MOBILOJ, MO3ILOHET.
*Mobilimi i dhomës (i zyrës, i shkollës).*
MOBILIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjenrija sipas kuptimeve të foljeve MOBILIZOJ, MOBILIZOHIIM. *Mobilizim i përgjithshëm (i jashtë-zakonshëm). Mobilizimi i ushtarëve (i ushtrisë). Mo-bilizinti i punëtorëve (i rinisë). Mobilizimi i popullit (i masave, i gjithë kolektivit). Gjendje mobilizimi. Ligji (dekreti) i mobilizimi t. Me fry mi mobilizimi. Shpallet mobiHzimi. usht. Kërkohet (duhet) mobilizim.*
MOBILIZOIHiM *vetv. 1.* Tregohem i gatshëm, perqendroj të gjitha forcat trupore e mendore dhe bëj përpjekje të jashtëzakonshme për ta kryer një piinë sa me shpejt e sa me mirë. *U mobilizuan të gjithë për plotësimin e tejkalimir. e planit.*
|2. *Pës. e* MOBILIZOJ.
MOBILIZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. *usht.* Therms nën armë shtetasit kur vendi ndodhet në rrezik, shpall mobilizimin; vë në gatishmëri të plotë luftarake
të gjitha forcat e mjetet ushtarake të vendit për t'u mbrojtur në rast agresioni. *Mobilizuan ushtrinë.*
*2.* Ngre peshë njerëzit, i frymëzoj, i nxit e i orga-njzoj që t'i përvishen një pune më të gjitha forcat e mundësitë për ta kryer sa me shpejt e sa me mirë. *Mobilizuan punëtorët (fshatarët, rininë, kolektivin, klasën). Partia mobilizoi gjithë popullin për të zhdukur pasojat e tërmetit.*
MOBILIZUAR (i,e) *mb.* 1. *usht.* Që është thirrur nën armë kur vendi ndodhet në rrezik: (për shtetasit); që është marrë ose është futur në pune për nevoja të ngutshme uohtarake e të mbrojijes, që është vënë në shërbim të ushtrisë (për sende e mjete); që është vënë në gatishmëri luftarake (për ushtrinë e mjetet e saj). *Moshat e mobilizuara. Mjete (kafshë) të mo-bilizuara.*
2. Që ka përqendruar të gjitha forcat trupore e mendore dhe është i gatshëm të bëjë përpjekje të jashtëzakonshme

për ta kryer një punë sa me shpejt e sa me mirë. *Rini e mobilizuar. Kolektiv i mobilizuar.*
3. JI *em.* ~, ~I.(i) *m. sh.* ~, ~IT (të) *usht.* Ai që është thirrur nën armë pas shpalljes së mobilizimit, ai që është mobilizuar. *Rreshtimi i të mobilizuarvë.*
MOBILIZUES,~E *mb.* Që të mobilizon, të nxit për arritje sa më të mëdha. *Thirrje (frymë, force, parullë) mobilizuese. Plan mobilizues. Detyrë (normë) mobilizuese.*
MOBILOHET. *Pës. e* MOBILOJ. *Dhoma (zyra) ishte mobiluar mirë (bukur, me shije).*
MOBILOJ *kal.,* ~OVA, ~UA:l, Pajis me mobilie. *Mobiloj dhomën (shtëpinë).*
MOBILUAR (i,e) *mb.* Që është pajisur me mobilie. *Shtëpi (zyrë) e mobiluar.*
MOÇAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vend a fushë me ujë të ndenjur e me baltë; iigatë, ligatinë, çeptirë. *Moçale të ulëta (të larta). gjeogr. Moçal i keq (i qel-bur). Ujët e moçalit. Erë moçali. Bimë (kashtë) mo-çali. Peshk moçali. Ethet e moçalit. bised.* sërriundja e malarjes. *Tharja e moçaleve. Ngëci në moçal.*
2. *fig.* Gjendje e rëndë, që karakterizohet zakonisht nga amullia, nga diçka e ndyrë, prapanike s konEsr-vatore etj. *Moçali kapitatist (revizionist). Moçali nikroborgjez.*
3. *veter., bised.* Sëmundja e këlDazes. *U binte moçali dhenve.*
MOÇALlK,~E *mb.* Moçalor. *Tokë moçalike. Vend ntoçalik. Bimë moçalike.*
MOÇALtSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe MO-ÇALISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *1.* Vend me moçale, tokë moçalore. *Tharja e moçalishtsve. Tani moçalishtat janë bërë toka buke.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Toka (Vende) moçalishte.*
MOÇALIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimave të foljeve MOÇALIZON, MOÇALIZOHET. *Mo-*
*çalizimi i tokës. Vatra moçalizimi.*
MOCALIZOHET *vetv.* I. Shndërrohet në moçal, bëhet moçal. *2. Pës. e* MOÇALIZON.
MQÇALIZON *kal.,* ~OI, ~CAR. Ben qe një
tokë të shndërrohet në moçal, e bën moçal. *Moçalizon token.*MOÇAL6R,~E *mb.* I. Që është moçal, që ka mo-çale; që është plot me ujë e me baltë. *Vise (vende) moçalore. Deltë (fushë, ultësirë) moçalore. Pellg moçalor. Tokë moçalore.*
2. Që rritet a zhvillohet në moçale, i moçaleve. *Bimë moçalore. Zambatëë moçalore.*
MOÇALLËKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dru që
është futur në furrë për ta bërë qymyr, po nuk është djegur mirë. *Ka mbetur moçallëke.*
MOÇËM (i), —ME (e) *mb.* 1. I kaluar në moshë, i shtyrë në mot; i vjetër (për njerëzit, kafshët a drurët). *Plak i moçëm. Plakë e moçme. Dru i moçëm.*
2. Që i përket një kohe shumë të kaluar, që ka shumë kohë që ka ndodhur ose që është bërë; i lashtë, i vjetër. *Legjenda (ngjarje) të moçme. Vane të moçme. Ndërtesë e moçme. Punë të moçme.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Të moç-mit lane* të parët tanë, stërgjyshërit. *Ka thënë i moçmi.*
MOCIM,~I m. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes MOÇOJ.
2. Fyerje e rëndë.
MOÇOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E fyej rëndë dike, i flas me fjalë të rënda.
MODEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Diçka që za-konisht është punuar veçan dhe merret si shembull për të bërë edhe një tjetër ose disa të tjera si ajo; gje-dhe; diçka e prodhuar rishtas në seri sipas një gje-dheje të caktuar ose në një forme të re a me një ndër-tim të ri. *Model i ri (i vjetër, i thjeshtë). Modele të reja këpucësh. Modele pranverore (dimërore). Modeli i fustanit (i bluzës, i raftit). Modele pikture (vizatimi). Modele shkronjash. Modele të përmirësuara biçikle-tash (automjetesh). Byroja e modeleve. Pushkë (armë) model* 1940. *Kopjoi një model. E bëri sipas modelit.*
2. Kallëp ose forme që shërben për të prodhuar sende të tjera në seri, të cilat kanë trajtë e përmasa të njëjta me të. *Model prej metali (llamarine, druri, allçie, balte, kartoni). Foleja e modelit. Bëj (përgatit) një model. E derdhi në model.*
3. Skema ose paraqitja e zvogëluar e një sendi a e një objekti; maket. *Model makine (anijeje, ae-roplani). Model ure (ndërtesë). Model fshati.*
4. *art.* Njeri ose send, të cilin e mban përpara një piktor a një skulptor si gjedhe për të krijuar një vepër arti. *E zgjodhi për model. E kishte model. Qëndrimet e modelit.*
5. *fig. libr.* Njeri a diçka që shquhet për cilësi të larta dhe që merret si shembull për t'u ndjekur edhe nga të tjerët; shembull. *Model heroizmi (vetëmohimi, besnikërie, Irimërie, vendosmëric, pune, thjeshtësie). Mësuesi është model për nxënësit.*
6. *Përd. mb. libr.* sipas kuptimit 5 të emrit. *Ndër-marrje (fermë) model. Shtëpi (shkollë, klasë) model. Fshat model. Mbledhje (mbrëmje) model. Kolektiv (punëtor) model. Burrë (grua, bashkëshort) model. Nxënës model.*
MODELIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MODELOJ, MODE-
LOHET. *Modelimi i fytyrës (i kokës, i trupit). Lëndë për modelime.*
*2.* Diçka që bëhet për të shërbyer si model; model. *Modelim me allçi (me baltë, me dyllë). Reparti i mo-delimeve.*
MODELIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me përgatitjen e modeleve. *Modelisti i rrobave të gatshme. Modelisti i uzinës (i fabrikës).*
MODELISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. *Fem. e* MODELIST,~I. *Modeliste fustanesh.* 2. Manekine.
MODELOHET. *Pës. e* MODELOJ.
MODELOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj modelin e diçkaje për ta prodhuar pastaj. *Modelon fustane (rroba burrash). Modelon enë.*
2. *art.* Përgatit me një lëndë të butë (me allçi, me baltë, me dyllë etj.) modelin e një skulpture etj.; bëj skemen ose figurën në vija të trasha në një tablo a vizatim. *Modeloi bustin (përmendoren) e Skënder-beut.*
MODERN, ~E *mb. libr.* 1. Që ka të bëjë me epokën ose me kohën tone, që i përket kohës sonë, i kohës sonë, i kohës së sotme, bashkëkohor; i ri. *Koha (epoka) moderns. Historia moderne. Revizionizmi modern.*
2. Që është ndërtuar a është prodhuar sipas fjalës së fund it të teknikes e të shkencës; që është i tipit më të ri dhe u përgjigjet kërkesave të kohës; i ri; *kund.* i vjetëf. *Ushtri moderne. Armë moderne. Tek-nologji moderne. Fabrikë (uzinë) moderne. Qytet Modern. Makina moderne. Zgjua modern.*

3. Që ka tiparet më të përparuara të kohës a të epokës sonë, që përfaqëson të renë. *Pikëpamje moderne. Shkollë moderne.*
4. *iron.* Që hiqet sikur jeton me kohën, që i duket vetja sikur përfaqëson të sotmen; që i pëlqejnë moda e sjelljet e huaja borgjeze dhe i imiton ato me me-ndjelehtësi; që është tipar i një njeriu të tillë. *Njeri modern. Veshje moderne. Në mënyrë moderne.*
MODERNIST,~E *mb. libr.* 1. Që ka të bëjë me modernizmin; që mbështetet në modernizmin; që mendon e vepron sipas modernizmit; që e paraqit realitetin nga pozitat e modernizmit. *Pikëpamje (prirje) moderniste. Art modernist. Letërsi (poezi) moderniste. Pikture (skulpture, muzikëj moderniste. Shkrimtar (piktor) modernist.*
2. JI *em.* ~, ~I *m. sh.* —Ë, ~ËT. Ithtar, pasues i modernizmit. *Modernistët borgjeze (revizionistë).*
MODERNIZËM,~MI *m. art., let. I.* Tërësi rry-mash, drejtimesh e shkollash subjektiviste e forma-liste në artin borgjez e revizionist të fundit të shekullit XIX e të shekullit XX (si kubizmi, futurizmi, abstrak-sionizmi etj.), që i kundërvihen artit përparimtar realist, heqin dorë nga pasqyrimi i realitetit objektiv dhe, nën ndikimin e ideologjisë reaksionare borgjeze e revizioniste, ushqejnë përbuzjen për njeriun e u shërbejnë klasave shfrytëzuese. *Modernizmi në art (në pikture, në artet e zbatuara, në letërsi, në muzikë). Shfaqje të modernizmit.*
2. edhe *sh.* ~MA, ~MAT. Shfaqje moderniste.
MODERNIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MODER-NIZOJ, MODERNIZOHËM. *Modernizimi i bujqë-sisë (i industrisë). Modernizimi i prodhimit. Jane bërë modernizime.*
MODERNIZOHËM *vetv.* I. Marr tipare të reja të kohës a të epokës, në të cilën jetoj, përvetësoj njo-huri e shprehi moderne.2. *iron.* Hiqem sikur jetoj me kohën, sillem e ve-proj gjoja si njeri modern.
3. *Pës. e* MODERNIZOJ.
MODERNIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përsos diçka në mënyrë të tillë që t'u përgjigjet nevojave dhe kërkesave të kohës së sotme, pajis me mjete mo-derne, e bëj modern. *Modernizuant prodhimin. Mo-dernizuam ushtrinë. Modernizuam industrinë.*
MODEST,~E *mb. libr.* 1. Që sillet me thjeshtësi a që jeton thjesht; që nuk mburret për aftësitë e zo-tësinë që ka ose për punën e rëndësishme që bën ose që nuk e mbivlerëson vetveten; që nuk para-shtron kërkesa të tepruara; që është tipar i një njeriu të tillë; i thjeshtë. *Njeri (diietar, udhëheqës, drejtues) modest. Grua modeste. Është (tregohet) modest.*
2. Që është i thjeshtë e pa luks; që nuk ka teprime. *Shtëpi (banesë) modeste. Veshje modeste. Jetë modeste.*
3. Që nuk ka ndonjë vlerë a rëndësi të madhe; i thjeshtë. *Punë (vepër) modeste. Kontribut modest.*
4. I pakët, i vogël; i ulët. *Të ardhura (shuma) modeste. Me çmime modeste.*
MODESTI,~A . *libr.* Të qenët modest, vetia e atij që është modest, thjeshtësi. *Modesti e tepruar. She një (prove) modest ie. Sillet me modes ti. E bën për modesti. E ka nga modestia. Modestia e zbukuron njeriun.*
MODË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tërësia e shijeve, e zakoneve, e dëshirave etj. të përbashkëta të një rrethi shoqëror a shtrese shoqërore në një kohë të caktuar, të cilat karakterizojnë mënyrën e tyre të jetesës (në veshje, në sjellje, në ndërtimin e mo-bilimin e banesave etj.); model rrobash a këpucësh që është përhapur gjerësisht në një kohë të caktuar. *Mode e re (e Vjetër). Moda e fundit. Mode e huaj* mënyrë veshjeje, sjelljeje etj. që është në kundërshtim me normat e me shijet e shoqërisë socialists. *Veshje (këpucë) të modes. Këngë të modes. Revistë mode. Vishej (krihej) sipas modes. Ndjek modën.*
*1. libr.* Diçka që është përhapur gjerë e ndiqet nga shumë vetë në një kohë të caktuar; diçka e kohës. *Është bërë mode (e modes). Jane (në) mode (të modes)* janë të kohës. *U shkoi moda* u iku koha. *Është jashtë mode* nuk është më e kohës.
MODIFIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MODIFIKOJ, MODIFIKOHET. *Modifikim i vogël (i pjesshëm). Modifikimi i pompave (i motorit).*
MODIFIKOHET. *Pës. e* MODIFIKOJ.
MODIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Ndryshoj trajtën e diçkaje pa ia ndërruar thelbin, natyrën ose ndërtimin themelor, i bëj ndryshime të pjesshme për ta përmirësuar ose për ta bërë të përshtatshëm për një qëllim tjetër. *Modifikuan makinën (motorin, tornon). Modifikoi një vegël. E modijikuan një ndërtesë.*
MODISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *libr.* Rrobaqepë-se për gra. *Punonte si modiste.*
MODHULL,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë bish-tajore e ngjashme me grashinën, me lastar të gjatë e të përdredhur, që mbin nëpër grunjëra e kapet pas bimëve dhe bën kolcrra të vogla, të zeza e të rrumbu-)lakëta; mollëz. *Grurë me modhull.*
MOH,~U *m. sh.* ~E, ~ET. Mohim.
• I ra moh (hasha) e mohoi diçka që ka thënë ose që la ngjitin të tjerët.
MOHAQ,~I *m. bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të drejtë e të lartë deri një gjysmë metri, me lulesë në trajtë të një kalliri të dendur, që mbin e rritet në toka fushore e zakonisht të lagështa dhe që dëmton drithërat. *Presin (shkulin) mohaqin.*
MOHËS,~E *mb.* 1. Mohues; *kund.* pohës.
2. I pavlerë, që s'ka veti të mira; i keq; *kund.* pohës.
MOHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MOHOJ, MOHOHET. *Mo-himi i fjalëve (i së vërtetës).*
2. Shprehja e mospranimit a e kundërshtimit të diçkaje, e mospajtimit me diçka etj.; *kund.* pohim. *Në shenjë mohimi.*
3. Mishërimi i së kundërtës së diçkaje, i mospranimit a i përjashtimit të saj; *kund.* pohim. *Fashizmi është mohimi* i *plotë i demokracisë.*
*4. filoz.* Moment i zhvillimit dialektik të botës që nënkupton zhdukjen e së vjetrës dhe lindjen e së resë. *Mohimi dialektik. Mohimi i shoqërisë sëyjetër (i rendit kapitalist). Roli i mohimit. Kuptimi i thalbit të mohimit. Mohimi i shoqërisë së vjetër. Ligji i mohimit të mohimit* një nga ligjet themelore të dia-lektikës, që shpreh lidhjen ndërmjet së resë dhe së vjetrës gjatë ndryshimeve cilësore, vijimësinë e pro-cesit të zhvillimit dialektik të natyrës, të shoqërisë e të mendimit nga më e thjeshta drejt së ndërlikuarës, nga e ulëta drejt së lartës; ligji i lindjes të së resë dhe i zhdukjes të së vjetrës në procesin e zhvillimit.
MOHOHET. *Pës. e* MOHOJ.

MOHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Nuk c quaj të vërtetë diçka, them se nuk është ashtu, se nuk ka ndodhur etj.; them “jo” për diçka; nuk pranoj ç'kam bërë ose ç'kaffl thënë me pare; e ha fjalën; *kund.* pohoj. 5'e *mohon askush (asnjeri). I mohoi fjalët. Mohoi gjithçka. S'ia mohoj të mirat. S'e mohoj ç'kishte thënë. Mos e moho!*
*2.* Nuk pranoj qenien, rolin, rëndësinë, vlerën, domosdoshmërinë etj. të diçkaje, e quaj fare pa vlerë e pa dobi; s'e marr fare parasysh praninë e dikujt ose të diçkaje; nuk ia njoh dikujt një meritë a diçka tjetër. *U mohonin të drejtat (punën). Mohonte rolin (rëndësinë, aftësinë) e tij.*
3. Nuk i përmbahem me diçkaje ose dal kundër saj, nuk e përkrah a nuk e pranoj me; shkëput çdo lidhje me dike, s'dua të di me për të; e braktis, e bëj hasha. *Nuk i mohoi idetë (parimet). S'e ntohoi gjakun e vet. S'e mohon Vajzën (djalin, nënën, babanë).*
4. *filoz.* Nuk pranoj të vjetrën a gjithçka të dëm-shme nga e vjetra, zhduk gjithçka që pengon zhvilli-min; *kund.* pohoj. *Mohoj të vjetrën dhe pohoj të renë.*
MOHOR,~E *mb. gjuh. shih* MOHUES,~E $_2$. *Fjali mohore. Fjalë mohore. Parashtesa mohore.*
MOHUES,~E *mb. 1.* Që shpreh mohim, mos-pajtim, mospëlqim etj.; që mohon a që kundërshton diçka. *Përgjigje mohuese. Qëndrim mohues. Bëri një shenjë (një lëvizje) mohuese.*
2. *gjuh.* Që përdoret për të shprehur mohim, mos-pajtim, mospëlqim etj., që ka kuptimin e mohimit;mohor. *Fjali mohuese. Fjalë mohuese. Pjesëza nto-huese. Me kuptim mohues.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.
MOJ *pasth. bised.* 1. Përdoret kur i thërresim ose kur i drejtohemi një gruaje a një vajze. *Ikë (shko), moj! Moj, hajdeni këtu! Lëvizni, moj! Fol, moj! Sille, moj, këtu! Ç'thua, moj?! Moj, po ti s'dëgjoke!*
2. *përd. pj.* Përdoret pranë një thirrori, të përfa^ qësuar nga një emër i gjinisë femërore, për të për-forcuar shprehjen e thirrjes, të ndjenjës etj. a për t'u dhënë këtyre një ngjyrim afrie. *Ah, moj kokë! Moj nënë! Si je, moj gjyshe? Moj shtëpi! Moj e mira! Moj e mjera!*
MOKËR,~RA *f.sh.* ~RA, ~RAT. 1. Gur i
sheshtë e i rrumbullakët si rrotë, mjaft i rëndë e me një vrimë në mes, i cili rrotullohet mbi një gur tjetër të tillë, që është me i madb e i palëvizshëm, për të bluar drithë; gur mulliri. *Mokrat e mullirit. Bluanin me (në) nxokër.*
2. Mulli dore me dy gurë të vegjël e jo shumë të rëndë, që shërben për të bluar trashë drithë a oriz e për ta bërë bollgur, për të thërrmuar grurë të zier etj.; secili nga dy gurët e këtij mulliri. *Gojapa dhëtnbë është mulli pa mokra. fj.u. E kam si mokër në qafë* e kam barrë të rëndë dike a diçka.
3. Gur i madh. *Mokra të forta.*
*k* Kërkon për mokra *keq.* Met kot, bluan, grin. 1 vuri mokrat në këmbë e pengoi, nuk e la të bëjë diçka.
MOKËRR,~RRA . *sit.* ~RRA, ~RRAT *zool.* Shumëkëmbësh, dyzetkëmbësh.
MOKNORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dhe i përzier me një lloj pluhuri gëlqeror e me rërë, që gjendet në disa vende dhe është i mirë për të bërë llaç, për t'u dhënë enëve shkëlqim duke i fërkuar më të etj.; vend që ka nga ky lloj dheu.
MOKRAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga krahina e Mokrës ose me prejardhje nga kjo krahinë.
MOKRAR,~E *mb.* Që lidhet me krahinën e Mokrës ose me mokrarët, që është karakteristik për krahinën e Mokrës ose për mokrarët, i Mokrës ose i mokrarëve; që është krijuar nga mokrarët.
MOL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pendë me mur të trashë, që ngrihet në hyrje të një limani për të mbrojtur anijet nga dallgët; pjesa kryesore e një limani, ku qëndrojnë anijet. *Moli i Durrësit. Feneri i molit. Ujërat e molit. Hyri në mol (anija). Doli nga moli.*
MOLAR,~E *mb. bised.* 1. Që i trazon gjërat e të tjerëve për të vjedhur diçka, vjedhës; që është mësuar të marrë e të rrëmbejë nga të tjerët, zhvatës.
2. I fëlliqur, i papastër në trup, në shtëpi etj.; i ndytë. *Kishte një grua molare.*
3. *vet. f. fig.* E përdalë (për grate).
*A. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
MOLEKULAR,~E *mb. kim.* Që ka të bëjë me mo-lekulën, që i përket molekulës, i molekulës. *Pesha molekulare. Formula molekulare. Shtypja (tërheqja) molekulare. Fizika molekulare. Teoria molekulare.*
MOLEKUL Ë,~A . *sh.* ~A, -AT *kim.* Grimca më e imët e një lënde, që përbëhet nga atome dhe që mund të veçohet e të ruajë vetitë kimike themelora
të kësaj lënde. *Molekula e hidrogjem't (e gazit kar-bonik). Molekula e një lënde të thjeshtë (e një lënde të pirbërë). Lëvizja (shpejtësia) e molekulave.*
*2. fig.* Pjesa më e vogël c një gjëje. *Depërton në çdo molekulë të trupit.*
MOLEPS *kal.,* ~A, ~UR. 1. I ngjit dikujt një sëmundje; përhap mikrobe tek të tjerët a në një mjedis të caktuar; ndyj me fëlliqësira, me gjëra që kanë mikrobe etj.; infektoj. *la mplepsi plagën. Molepsi ajrin (token, mjedisin, ujin, lumin). E molepsi rëndë (keq).*
2. *fig.* Bëj që dikush të marrë vese, të ketë të meta e shfaqje të dëmshme etj.; infektoj. *molepsi me ve-set e tij. Ua molepsi mendjen. Dhia e zgjebosur moleps gjithë kopenë. fj. u.*
MOLEPSEM *vetv.* Marr nga një tjetër një sëmundje ngjitëse; marr mikrobe, infektohem; *vet. veto III* ndyhet me fëlliqësira, me gjëra që kanë mikrobe etj. *larguan fëmijët që të ntos molepseshtn. U moleps i gjithë vendi. U molepsën rëndë.*
*2. fig.* Marr nga një tjetër vese, të meta a diçka të dëmshme; ndikohem a prekem nga ideologjia e huaj; infektohem. *lu moleps ndërgjegjja.*
3. *Pës. e* MOLEPS.
MOLEPSËS,~E *mb.* Që të moleps, ngjitës (për sëmundje etj.).
MOLEPSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MOLEPS, MO-LEPSEM. *Molepsja e njerëzve (e bimëve, e kafshëve, e vendit, e mjedisit). Molepsje sojesh* përzierja e fares së një soji me fare të sojeve të tjera.
MOLEPSUR (i,e) *mb. I.* Që ka marrë një sëmundje nga një tjetër, që ka marrë mikrobe, që është molepsur. *Kafshë e ntolepsur. Ujëra të molepsura. Ajër (mjedis) i molepsur.*
2. *fig-* Qe ka marrë vese, të meta a diçka të dëmshme; që është ndikuar a është prekur nga ideologjia e huaj; i keq, i fëlliqur (në sjellje, në të folur etj.); i jnfektuar. *Shoqëri e molepsur. Njeri i molepsur.*
MOLË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Kandërr me dy pale krahë, që gjatë jetës së saj zhvillohet nga veza në larvë,

në krimb e me pas në ffutur, e cila bren sendet e leshta, gëzofët, drithërat, bimë të ndryshme etj.; tenjë. *Mola e grurit (e drithërave). Mola e dyllit. Mola e mollës. Mola e qepës. Bar mole. kim.* nafta-linë. *E hëngri (e griu) mola qilimin (pallton).*
2. *mjek.* Sëmundje e rrezikshme për grate shtat-zëna, që gërryen muret e mitres dhe nuk lë të zhvillohet temija.
3. *fig.* Njeri që të qepet e s'të ndahet, njeri që të bren e të ha shpirtin. *Është mole ai. lu be moli.*
MOLËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Mole.
MOLIBDEN,~I m. *kim.* Metal i rrallë dhe i rëndë, në ngjyrë të bardhë si të argjendit, që përdoret në mjaft lidhje metatike, sidomos në përgatitjen e çe-liqeve me cilësi e me qëndrueshmëri të lartë. *Mineral molibdeni. Çelik me molibden.*
MOLIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lloj pishe malore me trung të trashë e të lartë deri në tridhjetë metra, që ka hala të holla e të shkurtra të vendosura pesë e nga pesë dhe që u qëndron mirë sëmundjeve, dëm-tuesve të ndryshëm, kohës së keqe etj.; arne. *Dru molike.*MOLfS *kal.,* ~A, ~UR. I. E lodh tepër dike, e keput; e ligështoj a e dobësoj shumë, aq sa mezi mba-het me këmbë. *E molisi gjumi. E ntolisi sëmundja. E molisën ethet.*
*1. fig.* E ligështoj dhe e dërrmoj shpirtërisht, e iodh shpirtërisht.
MOLISEM *vetv.* 1. Lodhem tepër, këputem; li-gështohem a dobësohem shumë, aq sa mezi mbahem në këmbë (zakonisht nga një sëmundje ose nga puna a nga jeta e rëndë). *U ntolis për gjumë.*
*2. fig.* Ligështohem e dërrmohem shpirtërisht, lodhem shpirtërisht.
MOLISJE,~A. Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve MOLIS, MOLISEM. *E pushtoi një molisje. Ndiente një molisje.*
MOLISUR (i,e) *mb.* 1. Shumë i lodhur, i këputur; i ligështuar a i dobësuar shumë, aq sa mezi mbahet me këmbë (zakonisht nga një sëmundje ose nga puna a jeta e rëndë). *Me trup të molisur.*
*2. fig.* I ligështuar e i dërrmuar shpirtërisht, i lodhur shpirtërisht, që shpreh lodhje të madhe a do-bësim; që ka humbur gjallërinë, freskinë etj. *Me shpirt (me zemër) të molisur. Zëra të molisur. Shikim i molisur.*
MOLIT *kal.,* ~I, ~UR. Bren një rrobë a diçka (për molën). *Moliti petka e lëkurë.*
MOLITET. *Pës. e* MOLIT.
MOLITUR (i,e) *mb.* Që e ka brejtur mola; i ngrënë mole. *Stof i molitur. Gëzof i molitur. Drurë të molitur. Miser i molitur.*
MOLOS,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pjesëtar i njërit prej fiseve epirote, që banonte në viset që nga jugu i Vjosës së Sipërme e deri në pellgun e Ja-ninës. *Mbishkrimet e molosëve. Lidhja e molosëve.*
MOLUSK,~KU *m. zakon. sh.* ~QE, ~QET *zool. shih* BUTAK,~U. *Molusqet e detit (e tokës). Klasa e molusqeve. Ushqehet me molusqe.*
MOLLAFTUA,~OI *m.* ~ONJ, ~ONJTË. Ftua i shartuar me mollë, që I ben kokrrat të mëdha, pak si të rrumbullakëta dhe me erë të këndshme; kokrra e kësaj peme.
MOLLAK,~U *nt. sh.* ~Ë, ~ËT. Ka i verdhemë në;të kuq, ka i mollët.
MOLLAPJESHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vajzë a grua e re, e shëndoshë dhe me faqe të kuqe. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
MOLLAQE,~T *f. vet. sh.* Tulet e të ndenjurave; vitnet. *E shpoi (e goditi) në mollaqe.*
MOLLASH,~E *mb.* I shëndoshë, faqekuq.
MOLLATARTË,~A . *zakon. sh.* ~A, ~AT *kra-hin.* Domate.
MOLLÇINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mollë e egër.
MOLLÇINKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mollë e egër, mollçinë.
2. *keq.* Kokërr molle e vogël; mollë kokërrvogël dhe e thartë. *Ç'janë këto mollçinka!*
MOLLDRAGË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Mëllë a bullungë që del nën thua ose afër thoit. *daltë moll-draga! mallk.*
MOLLDRAGË,~A H . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bordullak.
MOLLË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dru frutor me trung jo shumë të lartë, me gjethe pothuaj të rrumbullakëta dhe me lule të mëdha e të bardha, që bën kokrra të rrumbullakëta e të tulta; kokrra e kësaj peme. *Mollë të ëmbla (të tharta, sheqere). Mollë të kuqe (të verdha). Mollë të grira (të thara). Mollë verore (dimërore). Molla e bejlegut. etnogr.* molla që, sipas një zakoni të vjetër, i hidhej përpara kundër-shtarit për ta ftuar në dyluftim (në bej leg). *Molla e dasmës. etnogr.* molla që, pasi merrej në shtëpi të nuses nga krushqit e dhëndrit, hidhej në oborrin e këtij dhe ai që e kapte mendohej se do të kishte gjoja fat e lumturi. *Një kokërr mollë. Reçel molle. Lëng molle. Morri i mollës. zool. Çimka e mollës. zool. Hiri i mollës. bot. Kroma e mollës. bot. Mollët i qëro, dardhët i numëro. fj.u.* mollë ha sa të duash, se nuk të prishin, ndërsa dardhët haji nga pak, se janë të rë-nda për stomakun.
2. *shih* MOLLËZ,~AT. *Mollët e faqeve. Molla e shales* pjesa e ngritur e shales së kalit.
3. *përd. ndajf.* Shumë, si molla (zakonisht me mbiemrin I kuq). *Ishin mollë të kuqe. I ka faqet mollë të kuqe.*
*ic* Si kokërr molle (thane) shumë mirë me shëndet. Mollë e ndaluar *libr.* diçka që nuk lejohet të përdoret a të shfrytëzohet, diçka që nuk lejohet të bëhet. Mollë e pandarë *shih te* PANDARË (i,e). Mollë sherri shkak grindjeje, sherri a përçarjeje ndërmjet dy njerëzve, dy palëve etj. Vajti te molla e kuqe a) u përhap shumë, mori dheim (fjala, lajmi); b) *mospërf.* vdiq. S'ke ku të hedhësh mollën (majën e gjilpërës) *shih te* HEDH. Molla e Adamit *anal,* fikthi. Molla (m o-llëza) e fytit *anat.* fikthi.
*MOLLË DHEU bot.* Bimë me kërcell si të lules së diellit, me rrënjë shumë të zhvilluar e me zhardhokë, të cilët hahen ose përdoren si ushqim për bagëtinë. *MOLLË E EGËR bot.* Dru i vogël, me lëkurë të ashpër në ngjyrë të hirtë në të murrme a në të kuqë-rremtë, me degë të vogla plot gjemba e me gjethe vezake të dhëmbëzuara, që rritet nëpër pyje, buzë arave etj. dhe bën kokrra të vogla e të tharta; fryti i këtij druri; mollçinë.
MOLLËKUQE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET *zool.* Kan-dërr e vogël, me trup në trajtë vezake dhe me dy pale krahë, nga të cilët dy të sipërmit janë të forte, të kuq e kanë shtatë pika të zeza.
MOLLËMUÇE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET *bot.* Mush-mollë.
MOLLËT (i,e) *mb.* Që ka ngjyrë të verdhemë në të kuqe, që ka ngjyrë portokalli të zbehtë. *Shami e mollët. Pambuk (lesh) i mollët.*

MOLLËZ,~A i *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e ngritur e faqes nën sy. *Me mollëza të skuqura (të kër-cyera). Me mollëza të data. Mollëzat e faqeve. I di-gjeshin mollëzat.*

*2.* Pjesa e mishtë dhe e ngritur në majat e gishtave ose në pëllëmben e dorës. *Mollëza e pëllëmbës. Mollëzat e gishtave. E prek me mollëza.*

3. Pjesa e një doreze që shtrëngohet me pjesën e tultë të pëllëmbës; koka e një doreze. *Mollëza e shpatës.*

Mollëza (molla) e fytit *anat.* fikthi. MOLLËZ,~A H *f.sh.* ~A, ~AT *bot.* Modhull.MOLLOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Diçka që ka vëllim të madh a përmasa të mëdha; cope e madhe e një lënde, e një sendi etj.; gur shumë i madh. *Mollok shkëmbi (akulli). Maja e mollokut. Rrëzonin mollokë tatëpjetë.*

2. *si mb.* ~, ~E. Trupmadh, i bëshëm (për nje-rëzit); me vëllim të madh, me trup të madh (për se-ndet). *Grua mollok e.*

MOLLOVITEM *velv.,* ~A (u), ~UR *bised.* Ënj-tem, buhavitem. *Iu mollovit dora (këmba).*

MOLLURE,~JA . Sëmundje që shkaktohet nga një kërpudhë e vogël parazitare, që prek gjethet e qepëve, të duhanit, të rrushit, të fikut etj. e i than ose i djeg.

' MOMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Cast. *Moment i rëndësishëm (historik). Moment kritik. Momenie të vështira. Momenti i nisjes (i fillimit, i fundit). Në çdo moment. Që nga ky moment.*

• Momenti elektrik *fiz.* madhësia që del nga prodhimi i ngarkesës elektrike me largësinë e saj nga një pike e dhënë. Momenti magnetik *fiz.* madhësia që del nga prodhimi i intensitetit të rry-mës elektrike me sipërfaqen që rrethohet nga një lak me rrymë. Momenti (rrotullues) i forces *fiz.* madhësia që del nga shumëzimi i forces me krahun e saj.

MONARK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka në duart e tij, më të drejtë trashëgimie, pushtetin më të lartë në një mbretëri a në një perandori, mbajtësi i fronit a i kurorës, sovrani. *Përmbysja e monarkëve.*

MONARKI,~A . *sh.* ~, ~TË. Forme qeverisjeje në të cilën pushteti me i lartë është në duart e një mo-narku; shtet me këtë forme qeverisjeje, shtet që ka në krye një monark. *Monarki absolute. Monarki kush-tetuese. Monarki parlamentare. Vendosja e monarkisë. Shkatërrimi i monarkisë.*

MONARKIK,~E *mb.* Që lidhet me monarkinë; që i përket monarkisë, i monarkisë; që është karak-teristik për monarkinë. *Regjim monarkik. Diktaturë monarkike.*

MONARKIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që përkrah dhe që mbron monarkinë, pasues i monarkizmit; anëtar i një partie monarkiste. *Partia e rnonarkistëve.*

MONARKIST,~E *mb.* Që lidhet me monarkinë ose me monarkistët; i monarkisë ose i monarkistëve; që mbështetet në monarkizmin; monarkik. *lde (pi-këpamje) monarkiste. Diktaturë monarkiste. Parti monarkiste. Elementët monarkiste.*

MONARKIZËM,~MI *m.* 1. Doktrinë politike reaksionare që përkrah e mbron monarkinë dhe që e quan atë si të vetmen forme qeverisjeje të përshtatshme.

2. Sistemi i shteteve monarkike.

MONARKO-FASHIST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT.

Ai që është për një monarki të tipit fashist, ai që mbron e përkrah një regjim monarkik fashist.

MONARKO-FASHIST,~E *mb.* Që lidhet me një forme qeverisjeje monarkike dhe fashiste ose që ka të bëjë me monarkistët fashiste; që i përket një mo-narkie fashiste, i monarko-fashistëve. *Diktaturë mo-narko-fashiste. Qeveri (mbretëri) monarko-fashiste. Trupat monarko-fashiste.*

MONDAN,~E *mb.* Që lidhet me jetën plot dcfrime

të shtresave të larta në një shoqëri me klasa shfry-tëzuese; që ka të bëjë me shijet e këtyre klasave; që bën një jetë të zbrazët e pa kuptim; që është karak-teristik për njeriun që bën një jetë të tillë. *Njeri mond-an. Grua mondane. Qarqet (rrethet) mondane. Jetë mondane. Sjellje mondane.*

MONEDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Para prej me-tali; para. *Monedha argjendi (floriri, bakri). Shkëmbimi (këmbimi) i monedhave. Vuri në qarkullim monedha të reja. Preu një seri ntonedhash.*

\+ Monedhë shkëmbimi (këmbimi) *libr. shih te* SHKËMBIM,~I. Ç'monedhë është? *mospërf.* ç'lloj njeriu është, çfarë njeriu është? Iu përgjigj (ia ktheu, ia shpërbleu) më të njëjtën monedhë *libr.* iu përgjigj a iu suall në të njëjtën mënyrë.

MONETAR,~E *mb.* Që lidhet me monedhën, që i përket monedhës, i monedhës; që lidhet me prerjen e një monedhë të caktuar dhe me ruajtjen e saj. *Mje-tet monetare. Vlera monetare. Njësia monetare. Qar-kullimi monetar. Sistemi monetar. Kriza monetare. Politika monetare. Reforma monetare.*

MONGOL,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Mongolisë ose ai që e ka prejardhjen nga Mongolia. *Fiset e mongolëve. Dyndjet e mongolëve.*

MONGOL, ~E *nib.* Që lidhet me Mongolinë ose me mongolët, që është karakteristik për Mongolinë ose për mongolët, i Mongolisë ose i mongolëve; që është krijuar nga mongolët. *Populli mongol. Valle (këngë) mongole. Kale mongol* kale i shpejtë i një race me prejardhje nga Mongolia. *Raca mongole.*

MONGOLOID,~E *mb.* Që e ka ngjyrën e lëkurës si të verdhë a të zbehtë të errët (si tipar i jashtëmi një race të njerëzve), i verdhë.

MONIZËM,~MI *m. filoz.* Doktrinë filozofike, e cila pohon se bota dhe të gjitha dukuritë kanë vetëm një fillesë a bazë, materien ose idenë; kuptimi i botës sipas kësaj filozofie; *kund.* dualizëm. *Monizmi materialist* doktrinë filozofike, e cila pohon se bota ka si fillesë, si bazë të vetme materien. *Monizmi idealist* doktrinë filozofike, sipas së cilës gjoja bota ka si fillesë, si bazë të vetme idenë, shpirtin.

MONO- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, kryesisht e termave, që u përgjigjet nga kuptimi fjalëve “një; vetëm”; p.sh. monokulturë, monoteizëm etj.

MONOGAMl,~A . Bashkëjetesa e një burri vetëm me një grua, si një forme e martesës; *kund.* poligami.

MONOGRAFI,~A . *sh.* ~, ~TË. Studim i gjerë e i hollësishëm shkencor, që trajton një çështje a një temë të veçantë. *Monografi gjuhësore (historike). Monografi për Nairn Frashërin (për Luftën Nacional-çlirimtare, për binlët mjekësore). Shkroi (botoi) një monografi.*

MONOGRAFIK,~E *mb.* Që i kushtohet një çësht-jeje a teme të veçantë dhe e trajton këtë në mënyrë të hollësishme, që ka karakterin e një monografie, që përbën një monografi. *Studim monografik. Trajtim monografik.*

MONOKËL,~LI *m.sh.* ~LA, ~LAT. Xham irrumbullakët optik vetëm për një sy, që përdoret në vend të syzeve.

MONOKULTURË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bujq.*

1. Specializimi i një vendi, i një krahine a i një toke për një kohë të gjatë vetëm për një bimë bujqësore.
2. Bimë bujqësore që mbillet e rritet për shumë vjet me radhë në të njëjtin vend, në të njëjtën kra-hinë a në të njëjtën tokë. *Mbizotëron si monokulturë misri (gruri, orizi, kallami i sheqerit).*
MONOLISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Një lloj rigoni.
MONOLIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Një cope e vetme dhe e madhe shkëmbi a guri; përmendofe a diçka tjetër që është gdhendur me një cope të tillë.
2. *spec.* Lëndë të ngurta që janë shkrirë në një bllok te vetëm.
MONOLIT,~E *mb. libr.* 1. Që përbën një cope të vetme, të pandarë e të madhe; që përbën një masë të vetme, të pandashme e të forte, që është një trup i j vetëm. *Gur monolit. Shkëmbinj monolitë. Mure mo-nplite. Blloqe betoni monolitë.*
2. *fig.* Që përbën një të tërë të vetme, që është si një trup i vetëm e i pandashëm, i bashkuar fort. *Parti (organizatë) monolitë. Udhëheqje monolitë. Njësi monolitë.*
MONOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *let.* 1. Pjesë ne prozë ose në vargje në një vepër letrare, që përmban kuvendimin e një personazhi me vetveten ose që u drejtohet lexuesve, dëgjuesve a shikuesve (në një shfaq-je teatrale); pjesë dramatike me një personazh, za-konisht me një akt a me një skenë të vetme. *Mo-nolog lirik. Recitoi një monolog.*
2. Shprehja e mendimeve dhe e ndjenjave të një personazhi duke kuvenduar me vetveten si mjet ar-tistik që përdoret nga shkrimtarët në veprat letrare. *Monolog i brendshëm. Shfrytëzon shumë monologun (në një vepër).*
MONOPAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Udhë e ngushtë nëpër brinja e male a nëpër pyll, që të nxjerr me shpejt diku, shteg i ngushtë, udhë dhish, dhiare. *Tutëpjetë (përpjetë) monopatit. I ra shkurt nëpër një monopat. Morën monopatin.*
MONOPOL, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. E drejtë që e ka vetëm dikush (shteti, një sipërnlarrje etj.) për të prodhuar diçka, për të tregtuar një mall ose për të përdorur a shfrytëzuar diçka. *Monopol shtetëror. Mo-nopoli i kripës. Monopoli i tregtisë së jashtme. Pullë monopoli* pullë që vihej në qarkullim e shitej vetëm nga shteti dhe ngjitej detyrimisht në dokumente të ndryshme zyrtare. *Ka monopolin. Ka vendosur mono-polin.*
2. *ek.* Bashkim i madh kapitalistësh që krijohet në periudhën e imperializmit nga përqendrimi i pro-dhimit e i kapitalit për të vendosur sundimin e vet në një fushë të ekonomisë e në jetën politike me qëllim që të nxjerrë fitime sa më të mëdha. *Monopolet e mëdha kapitaliste. Monopolet ndërkombëtare. Monopolet për shfrytëzimin ë qymyrgurit (e naftës). Sund-imi i monopoleve. Çmime monopoli* çmime që e ka-lojjnë çmimin e prodhimit të mallrave dhe vlerën e tyre, çmime shumë të larta që përdoren nga monopolet për të nxjerrë fitime sa më të mëdha. *Konku-rrenca ndërmjet monopoleve. Format kryesore të monopoleve janë kartelet, sindikatat, trustet e koncernet.*
3. *fig. libr.* E drejtë a mundësi që e ka vetëm dikush; zotërim a sundim i plotë i dikujt në një fushë të caktuar. *S'e ka monopol. E bëri monopol. Puna në organet drejtuese s'ëslitë monopol i bur rave. Dijet nuk janë me monopol i pak vetave (i klasave shfrytëzuese). Theu monopolin e armëve bërthamore.*
MONOPOLlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ka monopolin në një fushë të caktuar.
2. Kapitalist i madh, përfaqësues i kapitalit monopolist. *Një grup i vogël monopolistësh. Shfrytëzimi (sundimi) i egër i monopolistëve. Lufta ndërmjet mo-nopolistëve.*
MONOPOLIST,~E *mb.* Që lidhet me monopolet ose me monopolistët, që u përket monopoleve ose monopolistëve dhe u shërben atyre, që mbron interesat e monopoleve ose të monopolistëve; që ka karakterin e një monopoli ose që bëhet nga monopolet. *Bashkime (grupe) monopoliste. Kapitali monopolist* tërësia e bashkimeve monopoliste. *Borgjezia monopoliste. Forma monopoliste. Politike monopoliste.*
Kapitalizëm monopolist *shih te* KA-PITALIZËM,~MI.
MONOPOLIZlM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MONOPOLIZOJ, MONOPO-LIZOHET. *Monopolizimi i prodhimit (i shitjes).*
MONOPOLIZOHET. *Pës. e* MONOPOLIZOJ.
MONOPOLIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *ek.*
Vë nën zotërimin dhe nën kontrollin e një bashkimi monopolist; bashkoj a shkrij në një monopol; vendos monopolin në një fushë të ekonomisë. *Monopolizoi tregtinë e jashtme (nxjerrJen e naftës). Monopolizuan të gjitha degët e industrisë.*
*2. fig.* Kam vetëm unë të drejtën a mundësinë të bëji a të përdor diçka; sundoj a zotëroj plotësisht në një fushë të caktuar. *Monopolizonin shkencën. I kishte monopolizuar të gjitha punët në duart e veto.*
MONOTEIST,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që beson vetëm një perëndi; ai që beson se krijues i botës është vetëm një zot; ithtar i monoteizmit.
MONOTEIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me monoteiz-min ose me monoteistin, që i përket monoteizmit ose monoteistit; që mbështetet në monoteizëm. *Fe mo-noteiste. Besim nionoteist.*
MONOTElZËM,~MI *m.* Besimi në një perëndi të vetme; fe a dogmë fetare që predikon se krijuesi i botës është një zot i vetëm; *kund.* politeizëm.
MONOTIP,~I m. *sh.* ~A, ~AT *shtypshkr.* Ma-kinë radhitëse, që i derdh shkronjat veç e veç e në grupe sipas fjalëve dhe jo në rreshta tërësorë si lino-tipi. *Punëtor (reparti) i monotipave.*
MONOTIPIST,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *shtypshkr.* Punëtor shtypshkronje që radhit shkronjat në mo-notip, radhitës në monotip. *Reparti i monotipistëve.*
MONOTON,~E *mb.* 1. Që ka të njëjtin ton, të njëjtin intonacion etj., që nuk ndryshon thuajse fare nga toni i njëjtrajtshëm (për zëra, për tinguj, për zhurma etj.). *Zë (tingull) monoton. Zhurmë monotone. Këngë (melodi) monotone.*
2. *fig.* Që del, që bëhet a që përsëritet në të njëjtën trajtë, në të njëjtën mënyrë etj., që s'ka larmi; i mër-zitshëm. *Jetë monotone. Punë monotone. Lëvizje monotone.*MONOTONI,~A . 1. Të qenët më të njëjtin ton, më të njëjtin intonacion etj.; të qenët monoton. *Ka monotoni.*
2. *fig.* Të qenët gjithnjë i njëjtë, pa ndryshime e e pa larmi, të qenët monoton. *Prish monotoninë. Të shpie në monotoni.*
MONTATOR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Mjeshtër a specialist për montime, montues. *Brigade e monta-lorëve. Kurs për montatorë.*
MONTATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MONTATOR,~I. *Montatorë e dalluar.*

MONTAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* MONTIM, ~I. *Montazhi i filmit. kinem.*

MONTlM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas leuptimeve të foljeve MONTOJ, MONTOHET.

*Montim pajisjesh. Montimi i filmit. Uzina e montimit të automobilave. Vegla montimi. Brigade e montimit.* 2. Krijim letrar, muzikor etj., që bëhet duke bash-kuar pjesë të zgjedhura të një vepre ose të disa vc-prave. *Montim muzikor (letrar, koreografik).*

MONTOHET. *Pës. e* MONTOJ.

MONTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bashkoj duke i lidhur a duke i mbërthyer pjesët e veçanta të një ma-kine, të një pajisjeje, të një aparati etj. për ta vënë në punë, ngre me këmbë; mbërthej. *Montoj makinën. Montojnë radio (televizorë). Montojnë uzina (fabrika). Montuan kullën e shpimit.*

2. *spec.* Zgjedh dhe i bashkoj në një të vetme pjesët e diçkaje sipas një kriteri a një qëllimi të cak-tuar; i jap trajtën përfundimtare një filmi, duke ngjitur pjesët e zgjedhura e duke hequr pjesët që s'duhen. *Montoi një film të ri.*

MONTOES,~I *m.sh.* ~, ~IT. Mjeshtër a specialist për të montuar diçka, ai që monton diçka. *Mon-tuesit e televizorëve. Montuesi i filmit.*

MONTOESE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MONTUES, ~I.

MONTËESHËM (I), ~ME (e) *mb.* Që mund të montohet, që mbërthehet e zbërthehet (për ma-ktna, pajisje, aparate etj.). *Pjesë të montueshme. Skelë e montueshme. Vinç i montueshëm. Barakë e montueshme. Ura betonarmeje të montueshme.*

MONUMENT,~I *m.sh.* ~E, ~ET. *I.* Përme-ndore. *Monumenti i Partizanit. Monumenti i Skënder-beut.*

2. Ndërtesë a vepër tjetër arti (urë etj.) e vjetër e me vlera artistike ose historike. *Monument historik (arkeologjik). Monument arkitekture. Instituti i Mo~ numenteve të Cultures. Mbrojtja e monumenteVe. U shpall monument kulture.*

3. Vepër e shkruar, që ka vlera të veçanta historike, kulturore, shkencore etj. *Monumentet e para të shkri-mit të shqipes.*

*-k* I ngritën monument *libr.* e ngritën shumë lart, i thurën lavde dikujt a diçkaje.

MONUMENTAL,~E *mb.* 1. Që përbën një monument; që të lë mbresë me përmasat e veta të mëdha ose me madhështinë e vet; madhështor. *Vepër monu-mentale. Ndërtesë (urë) monumentale. Ansambli monumental i Varrezave të Dëshmorëve.*

2. Që ka rëndësi e vlerë të madhe historike, kultu-
rore, artistike etj. për të kaluarën e një populli a të një vendi. *Qendër monumentale. Pasuri monumentale.*

3. *art.* Që shquhet me përmasat e veta të mëdha; që shprehet në trajta shumë të mëdha e përgjithësuese. *Pikturë (skulpturë, tablo) monumentale. Kompozim monumental.*

4. *fig.* I shquar, me rëndësi a me vlerë të madhe; madhështor. *Veprat monumentale të klasikëve të marksizëm-leninizmit. Studime monumentale.*

MONJË,~AfcraiiVi. Nektar. *Kur binte monja mbli-dhej bleta.*

MORAL,—I *m.* I. Tërësia e parimeve, e normave dhe e rregullave që janë krijuar e ndryshojnë histo-rikisht në kushte të caktuara ekonomiko-shoqërore dhe që përcaktojnë sjelljen e veprimtarinë e nje-rëzve në shoqëri; vetë sjellja e qëndrimi i njeriut sipas këtyre parimeve, normave e rregullave. *Morali ko-munist* tërësia e parimeve, e normave dhe e rregullave që përcaktojnë sjelljen e njerëzve në shoqërinë so-cialiste. *Morali proletar. Morali borgjez (fetar). Morali shoqëror. Morali i klasës sunduese. Kërkesat e moralit. Parimet e moralit. Mbeturinat e moralit të së kaluarës.*

*2.* Lëndë mësimore për parimet, për normat e për rregullat e sjelljes e të qëndrimit në një shoqëri të caktuar a në një rreth shoqëror.

3. *keq.* Këshilla që përsëriten e bëhen të mërzitshme, predikim i zbrazët për parimet, normat, rregullat, sipas të cilave duhet të sillet dikush. *Shet moral. Moral po nabën ?!*

4. Mësim a përfundim logjik që nxjerrim nga një ngjarje a nga diçka tjetër dhe që na ndihmon në jetën e në veprimtarinë tone. *Morali i fabulës (i tregimit, i përrallës).*

5. Nder; sjellje e ndershme, ndershmëri. *Grua me moral të lartë. Ishte me moral të keq. U prishën për çështje morali.*

6. Tërësia e forcave të brendshme që e shtyjnë nje-riun të veprojë, të qëndrojë a të plotësojë një detyrë, gjendja e brendshme shpirtërore e dikujt. *Me moral të lartë (të ulët). Morali i ushtrisë (i skuadrës, i sho-këve). Fitorja ua ngriti moralin.*

MORAL,—E *mb.* 1. Që lidhet me moralin si të-rësi e parimeve, e normave dhe e rregullave që përcaktojnë sjelljen e njeriut në shoqëri; që i përket moralit, i moralit; që bëhet sipas këtyre parimeve, normave e rregullave; i moralshëm. *Parime (norma kërkesa, rregulla) morale. Vlera (veti, cilësi) morale. Figura morale e dikujt. Pastërtia morale. Edukatë morale. Detyrim moral. Stimul moral* stimul joma-lerial (lavdërim, dekorim etj.), që përdoret si mjet i fuqishëm nxitës në jetë e në punë.

2. Që lidhet me nderin, me sjelljen e ndershme a të pandershme të dikujt, që i përket moralit të dikujt. *Shthurje morale. Me qëndrim moral të mirë (të keq).*

3. Që lidhet me forcat e brendshme, të cilat e shtyjnë njeriun të veprojë, të qëndrojë a të plotësojë një detyrë; që ka të bëjë me gjendjen e brendshme, shpirtërore të dikujt, që shpreh këtë gjendje. *Force morale. Gjendja morale. Ngritja (rënia) morale. Ndihmë (nxitje) morale. Kënaqësi morale.*

MORALlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që merret me çështjet e moralit, me parimet, me normat e me rregullat që përcaktojnë sjelljen e njeriut në shoqëri.2. *keq.* Ai që moralizori, ai që shet moral. *Mo-ralistët borgjezi (revizionistë). Është një moralist i mërzitshëm.*

MORALISHT *ndajf.* Nga ana morale, nga morali. *I pastër moralisht. Qëndron lart moralisht. Bie (ngri-het, forcohet) moralisht.*

MORALIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *keq. I.* Ve-primi sipas kuptimit të foljes MORALIZOJ.

2. Këshillë morale që përsëritet e. bëhet e mërzit-shme, predikim i zbrazët për çështe të moralit. *Mo-ralizime të gjata (të mërzitshme, të kota, të thata). Aibushur me moralizime.*

MORALIZOJ *kal,* ~OVA, ~CAR *keq.* I jap dikujt këshilla morale të mërzitshrne, i shes moral; merrem me predikime të zbrazëta për çështje morali.

MORALIZUES,~E *mb. keq.* 1. Që synon të shesë moral; që moralizon. *Fraza moralizuese. Ka karakter mbralizues.*
2. Si *em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. *shih* MORALIST, ~jl2- *Moralizues i mërzitshëm (i thatë).*
MORALO-POLITIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me anën morale dhe politike, që i përket anës morale dhe politike; që përbën bazat, përmbajtjen e vlerat morale dhb politike të dikujt a të diçkaje. *Uniteti moralo-politik. Gjendja moralo-politike. Figura moralo-po-litike.*
MORALSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që bëhet sipas parimeve, normave e rregullave të moralit, që pra-nohet nga morali i shoqërisë; që është veti e një nje-riu me moral të lartë. *Vepër e moralshme. Sjellje (pu-në) e moralshme. E qua] (e pranoj) si të moralshme.*
MORATORIUM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. *ek.* Shtyr-ja e afatit për shlyerjen e huave a të kredive, që bëhet me; vendim qeverie ose me ligj në raste të veçanta e në | rrethana të jashtëzakonshme (në rast lufte, fat-keqësie natyrore, krize etj.); ndalim i përkohshëm i pagimit të borxheve. *Kërkonin moratorium. U shpall moratoriumi.*
*2. libr.* Ndërprerje e përkohshme e një veprimi, e një pune a e një veprimtarie, shtyrje për një kohë e një pune. *Hoqën moratoriumin për provat bërthamore.*
MORE *pasth. bised.* 1. Përdoret kur i thërresim ose|kur i drejtohemi një burri a një djali. *Ikë (lar-gohu) more! More, lëvizi duart! Hajde shpejt, more! Rrini urtë, more! Ç'thua more, vërtet? More, po s'merr vesh ti? Ku po shkoni, more?!*
*2. përd. pj.* Përdoret pranë një thirrori, të për-faqësuar nga një emër i gjinisë mashkullore, për të përforcuar shprehjen e thirrjes, të ndjenjës etj. a për t'u dhënë këtyre një ngjyrim afrie. *Ah, more djalë! More shokë! Si je, more burrë? Si shkoni, more djem? Ç'thoni, more vëllezër? Ah, ti more i mjerë!*
MORFEMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjuh.* Njësia më e vogël e kuptimshme në përbërjen e fjalës, e cila është mbartëse e kuptimeve leksikore (rrënja, para-shtesat, prapashtesat) ose e kuptimeve gramatikore (mbaresat). *Morfemat fjalëformuese* ndajshtesat (pa-rashtesat e prapashtesat). *Morfemat trajtëformuese* mbaresat. *Morfema leksikore* rrënja dhe ndajshtesat fjalëformuese.
MORFINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *farm.* Lëndë me shije të hidhur, që përftohet nga opiumi dhe që
përdoret në mjekësi për të qetësuar dhembjet e të së-murëve a për t'i vënë ata në gjumë; *bised.* ampule a gjilpërë me këtë lëndë. *bëri një morfinë.*
MORFOLOGJl,~A 1. *spec.* Trajta e jashtme dhe ndërtimi i diçkaje, mënyra si lidhen ndërmjet tyre pjesët përbërëse të saj; shkenca që studion trajtën dhe ndërtimin e brendshëm të diçkaje. *Morfologjia e tokës. gjeol. Morfologjia e njeriut (e kafshëve). anat. Morfologjia e organeve të trupit. anat. Morfologjia e lumenjve. gjeogr. Morfologjia e veshjeve popullore (e muzikës popullore). etnogr. Morfologjia e mineralit. min. Ndryshoi morfologjinë. Njoh morfologjinë e diçkaje.*
2. *gjuh.* Pjesë e gramatikës, që merret me studimin e trajtave të fjalëve, si edhe të kategorive gramatikore të tyre; sistemi i trajtave të fjalëve të një gjuhe. *Morfologjia e gjuhës shqipe, Morfologjia dhe sintaksa.*
3. Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban fcëto njohuri. *Morfologjia për shkollat tetëveçare. Mori dhjetë në morfologji.*
MORFOLOGJlK,~E *mb. 1. spec.* Që lidhet me trajtën e me ndërtimin e brendshëm të diçkaje, që ka të bëjë me morfologjinë e diçkaje; që i përket mor-fologjisë së diçkaje, i morfologjisë. *Veçoritë morfo-logjike të shtresës tokësore (të lumenjve). Tiparet morfologjike të veshjeve popullore. Ndërtimi morfo-logjik i diçkaje. Karakteristikat morfologjike. Ndryshimet morfologjike. Analizat morfologjike të gjakut. Metodat morfologjike. Nga pikëpamja (nga ana) morfologjike.*
*2. gjuh.* Që lidhet me sistemin e trajtave të fjalëve të një gjuhe, që ka të bëjë me morfologjinë e fjalëve; që i përket morfologjisë së një gjuhe. *Sistemi mor-fologjik i gjuhës. Ushtrime morfologjike. Analizë morfologjike.*
MORI,~A . Sasi shumë e madhe, shumicë (nje-rëzish, sendesh, dukurish etj.); mizëri. *Një mori e madhe (e pafund). Mori njerëzish. Mori llojesh. Mori fjalësh. Mori të dhënash. Një mori ngjarjesh (dukurish). Mori veprash (fabrikash, uzinash).*
MORINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shelg i egër.
MORNICA,~T . *vet. sh. I.* Dridhma a rrëqethje në trup (nga ethët, nga të ftohtët, nga frika etj.). *Me shkuan (me kaluan) mornica në trup.*
*2.* Kokrriza shumë të vogla, të ngjashme me ato të lëkurës së shpendëve, që dalin në lëkurë zakonisht kur ndiejrnë të ftohtë. *lu be trupi me mornica.*
MOROLLOK *ndajf.* Në gjendje të paqartë, pa u kthjelluar, pa rrugëzgjidhje; zhyt. *Mbeti puna mo-rollok.*
MOROVINË,~A . Zagushi.
MOROZE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Gruaja e katërt, që martohej pa kurorë me një të krishterë.
2. *keq.* Grua që ka lidhje dashurie me burrin e tje-tërkujt.
MORS,~I *m. spec. 1.* Kod, alfabet a sistem i Ico-munikimit me telegraf, që përbëhet nga pika dhe viza të bashkuara ose të bashkërenduaranë grupe, të cilat u përgjigjen shkronjave të caktuara ose numrave të caktuar; aparat telegrafik që përdoret për trarlsme-timin e njoftimeve me anë të këtij kodi a alfabeti. *Sinjalet e morsit. E japin me mors.*2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Alfabeti mors. Aparati mors.*
MORT,~I *m. bised.* Vdekje. *Shkoi për mort* shkoi për të ngushëlluar të afërmit e një të vdekuri. *E hëngërt morti! mallk.* vdektë! *S"ka (s'di) mort* është shumë i forte, rron shumë, s'ka vdekje (për një ve-gël, një veshje etj.).
• Ishte (fare) mort ishte shumë i shëmtuar, s'shihej me sy. Goja (fjala) s'bën mort nuk vdes më të vërtetë një njeri ngaqë dikush e zë në gojë vdekjen e tij.
MORTAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Armë zjarri me grykë të shkurtër, të gjerë dhe pa vjaska, që e hedh predhën jo larg e në vijë shumë të lakuar dhe përdoret kundër forcave të gjalla e objekteve që gjenden prapa një kodre a një pengese tjetër. *Mortajë e rëndë (e lehtë). Predha (gjyle) mortaje. Zjarr mortaje.*
MORTAJIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Ushtarak i përgatitur për të luftuar me mortaja. *Skuadra e mortajistëve.*
MORTALITET,~I *m. libr. shih* VDEKSHMËRI,
~A.
MORTAR,~E *mb.* Mortor. *Këngë (melodi )mor-tare. Luftë (betejë) mortare. Mëkat mortar, fet.* mëkat që, sipas dogmës së fesë katolike, sjell dënimin e përjetshëm të shpirtit.

MORTJE,~A . Vdekje. *erdhi mortja. E hëngërt mortja! mallk.* vdektë!

• Iii shpif mortja u frikësua shumë, u tmerrua. E shpëlaftë mortja (kolera)! *mallk. shih te* SHPËLAJ. I dolën djersët e mortjes (e vdekjes) u lodh shumë, u rraskapit, u lodh për vdekje. E ka mortje (të dytë) *dike a diçka* e urren shumë dike a diçka, s'e sheh dot me sy, e ka vdekje. Është mortja e tij *dikush a diçka* a)e urren shumë, s'e sheh dot me sy; b) e ka bezdi të madhe, e mërzit shumë; e bën diçka me shumë zor e pa asnjë dëshirë.

MORTOR,~E *mb.* 1. Që lidhet me vdekjen ose më të vdekurin; që bëhet për një të vdekur ose që zhvillohet në rast vdekjeje; i përmortshëm, i përzi-shëm; i përvajshëm. *Shtrati mortor. Karroca mortore. Kurorë mortore. Drekë mortore. Fjalim mortor. Këmb-anë mortore. Këngë (melodi) mortore.*

*2.* Vdekjeprurës; ogurzi. *Luftë (betejë) mortore. Ngjarje mortore.*

3. Që të mundon pa masë, që të sfilit për vdekje. *Ankth mortor. Dhembje mortore.*

MORTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. I vdekshëm. 2. Mortor. *Karvan i mortshëm. Këngë e mortshme.*

MORTH,~I *m.* Sëmundje e shkaktuar nga të ftoh-tët, e cila shfaqet me ënjtje, me skuqje, me plasaritje dhe me kruarje të lëkurës së duarve, të këmbëve e të veshit; vendi i ënjtur e i skuqur dhe plaga që bëhet në lëkurë nga kjo sëmundje.

MORR,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Kandërr e vogël pa krahë, që rron si parazit te njerëz të pa-pastër (në trup, sidomos në kokë, në rrobat, në shtre-sa e mbulesa), te disa kafshë e shpendë etj. *Morri i kuq* a) morr me i madh se morri i zakonshëm, që ka ngjyrë të verdhë të zbehtë dhe që shkakton sëmundjen e tifos së morrit; b) *mjek., bised.* tifoja e morrit. *Morr pule. Morr pate. Fole morrash. Zhdukja e morrave.*

*Tifoja e morrit.mjek., veter.* tifo që shkaktohet nga një lloj morri i kuq. *E hëngrën morrat. Kishte zënë morra. Vriste morrat.*

2. Kandërr shumë e vogël, që shtohet shumë shpejt e që u bie bimëve të ndryshme dhe i dëmton ato, duke u thithur lëngun. *Morri i zi. Merri i gjelbër. Morri i pjeshkës. Morri i trëndafilit. Morri i panxharit. Morri i drithërave. Morri i misrit.*

• As një morr qorr asgjë, asgjësend, kurrgjë. Iu be morr *dikujt thjeshtligj,, niospërf.* iu ngjit e s'iu nda (për dike që nuk e duam, që na mërzit etj.). S'e gjeti asnjë morr dëm *thjeshtligj.* nuk pësoi as dëmin më të vogël, s'humbi asgjë. E rrjep morrin nga bishti *shih te* RRJEP. E shtie morrin në hell *shih te* HELL,~I. E di ku i ka morri sytë është shumë i zgjuar e i shkathët, di çdo gjë. Hunda në lis, morri në kurriz *fj.u.* mendje-madhësia sjell gjithmonë të këqija, mendja e madhe

— e zeza e të zot.

MORRAC,~E *mb. keq.* Morracak.

MORRACAK,~E *mb. keq.* 1. Që ka shumë morra, i krimbur në morra.

2. I fëlliqur, i ndytë, i qelbur (edhe *fig.).*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për nje-rëzit). *Morracak i ndyrë!*

MORRASH,~E *mb. keq.* Morracak.

MORRC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Morr pule; morr kafshësh të ndryshme.

2. Morr bimësh të ndryshme.

MORRIT (MORRIS) *kal.,* ~A, ~UR. Shoh dike nëse ka morra në trup, në kokë, në rroba etj. për t'ia hequr e për t'ia zhdukur; i qëroj morrat, e pastroj nga morrat, e çmorrit. *morriti kokën. Mo-rriti rrobat (këniishën). Morritnin shoku-shokun. Mo-rriste fëmijët.*

MORRITEM *vetv.* 1. Shoh nëse kam morra në trup, në kokë, në rroba etj. për t'i zhdukur; qëroj morrat, pastrohem nga morrat, çmorritem. *Morritej në diell.*

2. *Pës. e* MORRIT.

MOS *pj.* 1. Përdoret zakonisht me folje të mënyrës urdhërore, lidhore e dëshirore, si dhe me trajta të pashtjelluara për t'u dhënë fjalive kuptim mohues ose për tu dhënë fjalive mohuese nuancën e dëshirës, të urimit, të mallkimit, të qortimit, të këshillës, të kushtit, të ndalimit etj. *Mos fillo! Mos kalo! Mos pi! Mos e bëj! Mos e thuaj! Mos u zini! Mos ha shumë! Mos bërtit! Mos u merr me thashetheme! Të mos e harrojmë! Të mos e lëmë punën e sotme për nesër! Të mos jetë më e vogël se një meter! Të mos largohen pa lejë! Do të mos vijë. Duke mos e nënvlerësuar. Duke mos e pare. Kurrë mos ardhtë ajo ditë! Në mos shkofshin të dy, le të niset njëri!*

*2.* edhe *sh.* MOSNI. Përdoret me vete me vlerën e një fjalie mohuese kur i drejtohemi dikujt për të parandaluar, për të ndërprerë a për të ndaluar një veprim. *Mos, se do të biesh. Mos, se u thye. Mosni, bre burra, nuk bën kështu! Mosni ashtu (kështu)!* □

— *U vra Kajua! — Mos!* □

3. Përdoret, shpesh e shoqëruar dhe me pjesëza të tjera të dyshimit, në fjali pyetëse të drejta e të zhdrej-ta për të shprehur a për të përforcuar dyshimin, pa-sigurinë, shqetësimin, frikën etj. ose për ta nxitur a për ta detyruar dëgjuesin të përgjigjet. *Mos nuk vjen vallë? Mos ndofta s'e di? Po sikur të mos jetë? MOTdo të thuash të kundërtën? Mos nuk e bën dot? Kam frikë se mos vritet. Druaj mos i bëjnë gjë. Mendoja se mos me qortonin. Thashë mos me bënin sytë. Mos a mos!* vëftet thua!, jo more!

4. Përdoret në fjali të pyetjes retorike për të po-huar diçka me force. *Unë të mos e them? Ti të mos e bësh? Si të mos vijë?*

5. Përdoret në fjali së bashku me pjesëzat mohuese s' ose nuk për të shprehur pohim të zbutur a miratim jo të prerë. *Nuk mund të mos e bëj. S'është për të mos u thënë (për të mos u pranuar).*

6. Përdoret në fjali të ndryshme së bashku me li-dhëzën në, kur diçka paraqitet si me pak e mundshme, me pak e pranueshme etj. në krahasim me diçka tjetër që jepet si e sigurt, si e vërtetë, si plotësisht e mundshme a e pranueshme etj. *Në mos shpejt, vonë do të ndodhë. Në mos të gjithë, disa prej tyre do të vijnë. Në mos sot (tani, këtu), nesër (pastaj, atje). Në mos më të mirë, me force. Është një ndër më të shquarit (me të fortët), në mos me i shquari (me i forti).*

17. Përdoret, zakonisht e shoqëruar me pasthirrma, pit të përforcuar ndjenjat e folësit ose kur shprehim çudi, mosbesim, tallje, përçmim, pakënaqësi, dësh-përim etj. *Mos more, vërtet?! Mos moj, qenke e zgjuar! Se mos na tha ai!*

8. Përdoret me vete ose së bashku me fjalë të tjera, midis trajtave të së njëjtës folje a midis foljesh të nijlryshme, në togje të lira a të qëndrueshme me kup-time të ndryshme. *Ishte (qs) mos na ishte (qe). Folë e* ! *mos folë. Hiq e mos e këput.*

*ic* Si mos përdoret para një emri ose midis trajtave të njëjta të një emri që përsëritet, me kuptimin "shu-më i mirë, që s'e ka shokun" (p.sh. *si mos burrë, vajzë si mos vajzë).*

MOS- *fjalëform.* Parashtesë, më të ci)ën formohen: a) emra e mbiemra me kuptim mohues ose të kund-ërt me atë që shprehet nga tema fjalëformuese e emrit a e mbiemrit foljor përgjegjës (p.sh. mosbesim, mosbindje, mosmarrcveshje etj.; mosmirëiljohës, mospër-fillës etj.)," b) përemra e ndajfolje me kuptim mohues (p.sh. moskush, mosgjë, moskurrë etj.).

MOSARDHJE,~A . Mungesa e ardhjes së di-kujt a të diçkaje në vendin ku duhej ose ku pritej të virite në kohën e caktuar, mungesa e dikujt a e diçkaje në vendin ku duhej të kishte ardhur. *Mosar-dhja e të ftuarve. Mosardhja e trenit. Mosardhja e mallrave. Mosardhja në punë. Mosardhja në kohë. Shkaku i mosardhjes.*

MOSARRlTJE,~A . 1. Mungesa e arritjes së dikujt a të diçkaje në vendin ku duhej ose ku pritej të arrinte në kohën e caktuar; mungesa e dikujt a e diçkaje në vendin ku duhej të kishte arritur. *Mosarritja në kohë (në vend...).*

*2.* Veprlmi kur nuk arrihet një përfundini a një qëllim që synohej, nuk plotësohet diçka, nuk kryhet një punë etj. *Mosarritja e marrëveshjes. Mosarritja e normave. Mosarritja e qëllimit.*

MOSBARAZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mat.* Shprehje al;jebrike me anë të së cilës krahasohen dy madhësi tëjpabarabarta. *Dy anët e mosbarazimit. Vetitë e mos-barazimeve.*

MOSBESIM,~I *m.* 1. Mungesë besimi te dikush a te diçka, dyshitn për vërtetësinë a sigurinë e diçkaje. *Mosbesim i dyanshëm. Mosbesim te shokët (te ko-*
*lektivi). Mosbesim në forcat e veto. Shprehje (shenja) mosbesimi. Tregon (shfaq, shpreh) mosbesim. Mbjell mosbesim. Flet (pyet) me mosbesim. E sheh me mosbesim.*

*2.* Veprimi kur dikush nuk beson te zoti a te dog-mat fetare, nuk pranon besëtytnitë etj. *Mosbesimi te zoti. Mosbesimi në paragjykimet (në ëndrrat, në besëtytnitë, në forcat e mbinatyrshme, në fatin).*

3. *drejt.* Shprehje e mospëlqimit a e mospranimit që të zgjidhet një qeveri e caktuar,duke votuar kundër. *Vote mosbesimi.*

MOSBINDJE,~A . 1. Mungesë bindjeje a si-gurie për vërtetësinë, për drejtësinë a për plotësimin e diçkaje, mosbesim për diçka; shprehje e këtij mosbesimi; të qenët jo i bindur për diçka. *Fliste (shprehej) me mosbindje.*

2. Mospranimi a kundërshtimi i urdhrave, i kër-kesave, i këshillave etj. të dikujt, shkeljae tyre; kund-ërshtim që i bëhet dikujt; të qenët i pabindur. *Mos-bindja ndaj autoriteteve. Mosbirtdja ndaj urdhrit.*

MOSDASHJE,~A . Mungesa e dëshirës, e vull-netit, e përpjekjeve për të bërë diçka, për të pasur diçka etj. *Mosdashje e plotë. Me dashje e me mos-dashje* me dëshirë dhe pa dëshirë, me hir e me pahir. *Vjen nga mosdashja.*

MOSDËGJIM,—I *m.* 1. Mungesa e dëgjimit; mungesa e aftësisë për të dëgjuar. *Mosdëgjimi i zërit (i tingujve, i zhurmës).*

*2.* Mungesë vëmendjeje a përqendrimi për të dëgjuar mirë atë që thuhet. *Mosdëgjimi i mësimit (i shpjegimit).*

3. Mospranimi a kundërshtimi i urdhrave, i kër-kesave, i këshillave etj. të dikujt, mosbindje; mungesa e dëshirës për të dëgjuar e për të pranuar diçka. *Mosdëgjimi i këshillave (i urdhrave, i porosive, ifja-lëve). Mosdëgjimi i zërit të masës (të bazës, të pu-nëtorëve).*

MOSGJË *pakuf. bised.* Asgjë. *S'i tha mosgjë. E bleu për mosgjë* e bleu fare lire, e bleu fare pa para.

MOSINTERESlM,~I m. *libr.* Mungesë interesimi a kujdesi për dike a për diçka; lënia pas dore e një pune, e nje çështjeje etj. *Mosinteresim i palejueshëm. Mosinteresimi i nxënësve. Mosinteresimi për ngjarjet (për punën, për shkollën). Tregon mosinteresim.*

MOSKOKËÇARJE,~A . Mungesë kujdesi, shqe-tësimi e kokëçarjeje për diçka, shkujdesje; të qenët moskokëçarës. *Moskokëçarja për punën. U shkaktua nga moskokëçarja. Sillej (fliste, u përgjigj) me mos-kokëçarje.*

MOSKOKËÇARËS, ~E *mb.* Që nuk shqetësohet e që nuk e can kokën për dike a për diçka, që nuk bëhet merak, që nuk tregon fare kujdes për diçka a për dike; që shpreh moskokëçarje. *Qëndrim moskokëçarës. Me një pamje moskokëçarëse.*

MOSKR\ERJE,~A . Mungesa e kryerjes, e plotësimit a e përfundimit të diçkaje, mosplotësim. *Moskryerja e detyrës. Moskryerja e shkollës (e kursit). Moskryerja e plugimit (e prashitjes) në kohë. Moskryerja e porosisë.*

MOSKTHIM,~I *m.* 1. Mungesa e kthimit të dikujt a të diçkaje, mosardhja e dikujt a e diçkaje kur pritej të kthehej në Vendin nga është nisur, nga është lar-guar ose ku ka qenë me pare. *Moskthimi nga kurbeti (nga udhitimi). Moskthimi në kohë.*

*2.* Mbajtja tej kohës së caktuar ose përgjithmonë e diçkaje që i është marrë një tjetri dhe i duhet kthyer. *Moskthimi i librave. Moskthimi i huas.*

MOSKUND *ndajf.* Askund, asgjëkund. Si *moskund.*

MOSKUNDËRSHTIM,~I m. Mungesë kundër-shtimi, të qenët në një mendje me dike, pranimi i diçkaje pa kundërshtim; bindje ndaj urdhrave, ndaj kërkesave, ndaj këshillave etj. të dikujt dhe veprimi sipas tyre. *Moskundërshtimi i urdhrit (i ligjeve). Mos-kundershtimin e mori për pohim (për pranim).*

MOSKUPTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Mungesa e kuptimit a e aftësisë për të kuptuar diçka a dike. *Moskuptim politik i çështjes. Moskuptimi i detyrave (i shkaqeve). Moskuptimi i mësimit (i shpjegimit).*

*2.* Keqkuptim. *Një moskuptim i vogël. Kishte një moskuptim. E sqaroi moskuptimin.*

MOSKURRË 1. *ndajf.* Përdoret bashkë me lidhëzën krahasore si, me kuptimin "si asnjëherë tjetër, si as-njëherë me parë". *I foli si moskurrë. E dua si moskurrë.*

*2. si em.* MOSKURRË,~I m. Dita e moskurrit: një ditë që s'ka për të ardhur kurrë. *E shtynë për ditën e moskurrit.*

MOSKUSH *pakuf.* Askush, asnjë njeri tjetër (pcr-doret së bashku me lidhëzën krahasore si). *E njeh muzikën si moskush. Është si moskush* është shumë mirë, është si asnjë njeri, është si kurrkush.

MOSLEJIM,~I *m. libr.* Ndalimi për një veprim,
për një punë, për një veprimtari etj. të caktuar, mungesa e lejimit për diçka. *Moslejimi i shfaqjeve të huaja. Moslejimi i shfrytëzimit (i dallimit racial). Moslejimi i punës së të miturve (i martesës me mbleseri). Moslejimi i grupazheve.*

MOSMARRËVESHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1.
Mungesë marrëveshjeje, mospajtim a mospërputh-je mendimesh, pikëpamjesh, qëllimesh, veprimesh etj. ndërmjet dy a ms shumë njerëzve, palëve etj.; përçarje,

grindje. *Mosmarrëveshje të mëdha (të pa-pajtueshme). Mosmarrëveshje politike (ekonomike, ideologjike, parimore). Linden mosmarrëveshje. I zgji-dhën mosmarrëveshjet. S'ka mosmarrëveshje.*

*2.* Kuptimi jo i plotë, jo ashtu si duhet ose i ga-buar i diçkaje që thotë a që parashtron një tjetër, keqkuptim. *Një mosmarrëveshje e vogël. Këtu ka (duhet të ketë) ndonjë mosmarrëveshje.*

MOSMBARËVAJTJE,~A . *libr.* Mungesë e mbarëvajtjes a e ecurisë së mirë të diçkaje, të shkuarit keq të diçkaje. *Mosmbarëvajtja e punës. Mosmbarë-vajtja e ekonomisë. Mosmbarëvajtja në mësime. Shka-qet (arsyet) e mosmbarëvajtjes.*

MOSMERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Përbindësh. *madh si (sa) një mosmerë.*

MOSMËHARRO *mb.* Lule mosmëharro *bot. shih te* LULE,~JA.

MOSMËPREK *mb.* Lule mosmëprek (morprek) *bot. shih te* LULE,~JA.

MOSMIRATIM,~I *m.* Mungesë miratimi, pohimi a pëlqimi për diçka, mospajtimi me diçka; mospranim.

MOSMIRËMBAJTJE,~A . *libr.* Mungesa e kujdesit për të mbajtur mirë diçka (ndërtesat, rru-
gët, vendin e punës, veglat e punës, orenditë e ndrysh-me etj.), mbajtja jo e mirë e diçkaje. *Mosmirëmbajtja e automjeteve (e veglave të punës). Mosmirëmbajtja e depove. U prish (u dëmtua) nga mosmirëmbajtja.*

MOSMIRËDASHËS,~E *mb.* Që nuk është mirë-dashës, që nuk u do të mirën të tjerëve; që nuk ka a nuk shpreh dashamirësi, keqdashës. *Njeri mosmirë-dashës. U tregua mosmirëdashës. S'është mosmirëda-shës. Qëllime (synime, ndjenja) mosmirëdashëse.*

MOSMIRËNJOHËS,~E *mb.* Që nuk është mirë-njohës ndaj dikujt, bukëshkalë. *Njeri mosmirënjohës. Është (u tregua) mosmirënjohës.*

MOSMIRËNJOHJE,~A . Mungesë mirënjoh-jejc ndaj dikujt që na ka bërë një të mirë. *Tregoi (shprehu) mosmirënjohje. Foli (ia ktheu) me mos-mirënjohjc.*

MOSNDËRHYRJE,~A . *libr.* Mungesë e ndër-hyrjes në punët e të tjerëve ose për të rregulluar një çështje a për të ndihmuar dike; mungesë e ndërhyrjes me forca ushtarake a me mënyra të tjera në punët e një shteti tjetër. *Mosndërhyrja në punët e brendshme (në çështjet ekonomike). Parimi i mosndërhyrjes. Politika e mosndërhyrjes.*

MOSNËNSHTRIM,~I *m.* 1. Mospranimi a ku-ndërshtimi i pushtetit, i sundimit etj. të dikujt, mungesë nënshtrimi. *Mosnënshtrimi i luftëtarëve të lirisë. Mosnënshtrimi ndaj armikut.*

*2.* Mungesa e vënies në shërbim të diçkaje>në dobi të dikujt ose e shfrytëzimit të diçkaje nga dikush për qëllimet e veta, mungesa e nënshtrimit të diçkaje. *Mosnënshtrimi i natyrës nga njeriu i lashtë.*

MOSNJERI *pakuf. arb.* Asnjeri, askush. *Mos-njeri ndër ne. Punonte si mosnjeri. S'e tha mosnjeri.*

MOSNJËHERË *ndajf. arb.* Asnjëherë.

MOSNJOHJE,~A . 1. Mungesë e njohjes së diçkaje ose të dikujt plotësisht a me përpikëri, mungesa e njohurive të përpikta a të thella për diçka; mungesë përvoje për diçka; *filoz.* mungesa e pasqyri-mit dhe e riprodhimit të botës reale në ndërgjegjen e njeriut. *Mosnjohja e botës (e realitetit objektiv, e jetës, e ligjeve të zhvillimit të natyrës e të shoqërisë). Mosnjohja e letërsisë (e muzikës, e folklorit). Mosnjohja e gjuhëve të huaja. Mosnjohja e mjeshtërisë (e teknikës, e metodave të reja). Mosnjohja e vendit. Mosnjohja e njsrëzve (e kundërshtarit, e armikut). Mosnjohja e ligjeve (e rregullave, e detyrave, e të drej-tave). Mosnjohja e çështjes (e problemit).*

*2.* Mungesë të dhënash për dike, gjendja kur dikush nuk e ka parë a nuk e njeh fare një tjetër. *Mosnjohja e nuses (e dhëndrit).*

3. Mungesa e njoftimeve për gjendjen e punëve në një fushë të caktuar, për veprimtarinë e dikujt, për një ngjarje etj. *Mosnjohja e lexuesve (e masave, e popullsisë) me diçka. Mosnjohja me programin (me përmbajtjen, me përbërjen). Mosnjohja më të re-jat e shkencës. Mosnjohja me përfundimet.*

4. Mungesë e të përjetuarit të diçkaje drejtpërdrejt nga dikush. *Mosnjohja e shfrytëzimit (e shtypjes, e luftës, e urisë).*

*5.* Mospranim i diçkaje si një gjë e ligjshme, e vërtetë, e drejtë etj. *Mosnjohja e një qeverie (e një shteti). Mosnjohja e kufirit. Mosnjohja e vendimit. Mosnjohja e të drejtave (e meritave) të dikujt.*MOSPAGIM,~I *m.* Mungesa e pagimit të një shume të caktuar a e shlyerjes së një detyrimi në të holla, moskrycja e pagimit. *Mospagimi i të hollave (i, rrogave). Mospagimi i qirasë (i kuotave). Mospagimi i borxheve.*

MOSPAJTIM,~I *m.* 1. Mungesë pajtimi me dike, mospranim i pajtimit. *Mospajtimi i tyre për një kohë të gjatë. Mospajtimi me armikun.*

2. Mospranimi i diçkaje ashtu siç është, kundër-shtimi i dikujt a i diçkaje, mospërputhja më të dhe lufta që i bëjmë. *Mospajtimi me botën e vjetër (me ideologjinë e huaj, me shtypjen, me shfrytëzimin). Mospajtimi me mendintet (nle qëllimet, me kërkesat, më të metat, me sjelljen, me qëndrimin) e dikujt.*

3. Mospërputhje e dy a me shumë gjërave, anëve, tipareve etj. *Mospajtim mendimesh (pikëpamjesh, qëllimesh, kërkesash). Mospajtimi i fjalëve me veprat. Mospajtimi i formes me përmbajtjen.*

MOSPARAQITJE,~A . 1. Mungesë e paraqitjes së dikujt në vendin a në kohën e caktuar, mosardhje. *Mosparaqitja e nxënësve (e dëshmitarëve). Mosparaqitja në punë (në detyrë, në provim). Mosparaqitja në | vendin (në kohërt) e caktuar. Mosparaqitje pa arsye. Në rast mosparaqitjeje...*

2. Mungesë e parashtrimit a e dorëzimit të diçkaje qëiduhet paraqitur përpara dikujt a i duhet treguar dikujt. *Mosparaqitja e dokumentit (e letëmjoftimit). Mosparaqitja e kërkesave. Mosparaqitja e fietëhyrjes (e fietëdaljes) së mallrave.*

MOSPARASHIKIM,~I *m. libr.* Mungesë para-shikimi për atë që mund të ndodhë, për masat që duhen ma|rrë etj. *Mosparashikimi i nevojave të secilit. Mosparashikimi i ngjarjeve. Mosparashikimi në rregullore. Mosparashikimi i fondeve.*

MOSPASJE,~A . 1. Mungesë e zotërimit të diçkaje a e kushteve të nevojshme për diçka; mungesa e n^ë vetie a tipari, e një ndjenje etj. *Mospasja e tokës (e \ti hollave, e pasurisë). Mospasja e një biblioteke vetjake. Mospasja e mjeteve (e veglave, e armëve). Mospasja e dokumenteve (e të dhënave, e provave). Mospasja e kushteve. Mospasja e të drejtave (e lirisë). Mospasja e guximit (e dëshirës, e vullnetit, e aftësisë, e përgatitjes së*

*nevojshrm). Mospasja e besimit (e bindjes). Mospasja e një mendimi të pavarur.*
2. *vjet.* Skamje, varfëri; *kund.* pasje, kamje. *kri-mbur në borxhe nga mospasja. Vuante nga mospasja. Jetoi (vdiq) në mospasje.*
MOSPËLQIM,~I *m. libr.* Mungesë pëlqimi për diçka a për dike; mosmiratim, mospranim. *Shpre-hu (shfaqi) mospëlqirnin e tij. Tundi kokën në shenjë mospëlqimi.*
MOSPËRDORIM,~I *m. libr.* Mungesë e përdo-rimit të diçkaje, mosvënie në përdorim. *Mospërdorimi i dorës së djathtë (së majtë). Mospërdorimi i mjeteve (i veglave, i forcave të punës). Mospërdorimi i armëve. Mospërdorimi i fjalëve fyese.*
MOSPËRFILLËS,~E *mb.* Që nuk e përfill dike a diçka; që ka a që shpreh mospërfillje; që bëhet me ! mospërfillje. *Njeri mospërfillës. Sjellje mospër' fillëse. Me vështrim (me ton) mospërfillës. Qëndrim mospërfillës ndaj vështirësive (ndaj pengesave, ndaj kërcënimeve). Është (u tregua) mospërfillës.*
MOSPËRFILLJE,~A . Mungesë përfilljeje për dikS a për diçka; nënvlerësimi i dikujt a i diçkaje;
mungesë e vëmendjes, c kujdesit, e shqetësimit etj. për dike a për diçka; qëndrimi i atij që nuk e përfill dike a diçka, të qenët mospërfillës. *Mospërfillje e hapët. Mospërfillja e vështirësive (e pengesave, e kërcënimeve, e sëmundjes). Mospërfillja e dëshirave (e kërkesave, e të drejtave, e ndjenjave) të dikujt. Ka një mospërfillje për të. Flet (dëgjon, sillet) me mospërfillje.*
MOSPËRKUJDESJE,~A . *libr.* Mungesë kujdesi a shqetësimi për dike a për diçka, lënia pas dore e diçkaje. *Mospërkujdesje e palejueshme. Erdhi nga mospërkujdesja.*
MOSPËRPUTHJE,~A . 1. Mungesë përputh-jeje ndërmjet dy gjërave etj. që bashkohen ose që vihen një mbi një.
2. Gjendja kur nuk pajtohen ose nuk përputhen ndërmjet tyre dy a me shumë dukuri a anë të tyre, mendime, veprime etj., mungesa e përputhjes së diçkaje me një tjetër; kontradiktë. *Mospërputhje e plotë e ntendimeve (e pikëpamjeve). Mospërputhja e karak-tereve. Mospërputhja ndërmjet planit të prodhimit dhe planit të shpërndarjes. Mospërputhja e formes me brendinë. Mospërputhje ndërmjet forcave prodhuese dhe marrëdhënieve në prodhim. Mospërputhja e kërkesave me mundësitë. Ka (vihen re, duken) disa mospërputhje në mendimet (në përgjigjet) e dikujt.*
MOSPËRSHTATJE,~A . Mungesë e përshtatjes së dy gjërave ndërmjet tyre; mungesë e përputhjes a e pajtimit të diçkaje me diçka tjetër; mospërputhje, mospajtim. *Mospërshtatja e karaktereve. Mospër-shtatja me klimën. Mospërshtatja me token. Mospërshtatja me mjedisin.*
MOSPLOTËSIM,~I *m.* Mungesë e plotësimit të diçkaje, moskryerje, mospërmbushje; moszbatim. *Mosplotësimi i planit (i detyrës, i normave). Mos-plotësimi i ditëve të punës. Mosplotësimi i regjistrave (i librezave, i dëftesave). Mosplotësimi i kërkesave (i nevojave, i dëshirave). Mosplotësimi i urdhrave (i udhëzimeve).*
MOSPRANIM,~I *m.* 1. Mungesë e pranimit të diçkaje, kundërshtim për diçka, hedhje poshtë e diçkaje; mohim. *Mospranimi ikërkesave (ipikëpamjeve, i mendimit) të dikujt. Mospranimi i detyrës (i përgjegjësisë). Mospranimi i gabimeve (i fajit, i kri-tikes). Mospranimi i dogmave fetare (i besëtytnive). Arsyet (shkaqet) e mospranimit.*
*2.* Kundërshtimi për ta pranuar dike si anëtar në një organizatë, si pjesëmarrës në një veprimtari etj. *Mospranimi i nxënësit në shkollë. Mospranimi në punë (në mbledhje, në organizatë).*
MOSPREK *mb.* Lule mosprek (mosmëprek) *bot. shih te* LULE,~JA.
MOSQENIE,~A . 1. Mungesa e të qenit; pa-mundësia e qenies së dikujt a të diçkaje. *Mosqenia e perëndive. Mosqenia e diç k aje. Qenia dhe mosqenia.*
2. Mungesa e të qenit gjallë, mungesa e jetës. *Vdek-ja është mosqenie. Kufijtë midis qenies dhe mosqenies.*
3. Mungesa e dikujt a e diçkaje në një vend të caktuar; gjendja kur dikush a diçka nuk ndodhet diku. *Mosqenia në shtëpi (në shkollë, në punë, në mbledhje). Mosqenia në vend (në kohë).*
*4.* Mungesa te dikush e një vetie a tipari, pamundësia e dikujt a e diçkaje për të qenë në një gjendje të cak-tuar. *Mosqenia i zoti (i aftë, trim, guximtar). Mos-qenia në gjendje pune (në gatishmëri).*
MOSSIGURIM,~I *m. libr.* 1. Mungesë e sigu-rimit të diçkaje, mosmarrja e masave të duhura për të shtënë në dorë e për të pasur diçka të nevojshme për jetën e për punën. *Mossigurinti i lëndës së parë (i bazës ushqimore, i fares). Mossigurinti në kohë i fuqisë punëtore.*
*2.* Mungesë sigurimi, mosmarrja e masave të duhura për sigurimin e jetës së njerëzve dhe të objek-teve nga rreziqet e ndryshme. *Mossigurimi teknik. Mossigurinti i punëtorëve (i makinerive).*
MOSSULMIM,~I m. Gjendja kur dy shtete he-qin dorë, sipas një marrëveshjeje, nga veprimet luf-tarake njëri kundër tjetrit; moskfyerje e sulmit, heqja dorë nga sulniet kundër njëri-tjetrit. *Traktat (pakt) mossulmimi.*
MOSTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Pjesë e vogël prej diçkaje (prej një lënde, prej një cohe, prej një malli etj.), që e nxjerrim a e marrim për t'ia treguar dikujt, me qëllim që ai të njohë cilësitë e gjithë lëndës, të cohës, të mallit etj. pjesë e tillë që e zgjedhim për ta analizuar, për ta studiuar etj.; gjedhe. *Mostër drithi (duhani). Mostra stofi (baimash, mën-dafshi). Mostër gjaku. Mostër minerali. Mostër e truallit të Hënës. Nxjerr mostra. U tregoi (u dërgoi) Mostrat. Mallrat u përgjigjen mostrave* mallrat janë njcsoj si mostrat.
2. Figure, vizatim, send etj. që e marrim si gjedhe për të bërë edhe një tjetër a disa të tjerë. *Mostër e bukur. Mostër jastëku (qilimi, qëndisme). Nxjerr mos-trën. la dha për mostër.*
MOSTJETËR *ndajf.* Së paku, të paktën. *Me jep mostjetër sa për sot. Të vinte mostjetër i vëllai.*
MOSTRETJE,~A . 1. Mungesë ose pamundësi e tretjes së një lënde në një lëng ose në një lëndë tjetër. *Mostretja në ujë. Mostretja me benzine.*
2. Moskryerje e tretjes së ushqimit në stomak. *Mostretja e ushqimeve.*
MOSTOPITE,~JA . Ëmbëlsirë që përgatitet me musht ose me verë të ëmbël dhe me pak miell.
MOSVEPRIM,~I *m. 1.* Mungesë veprimi, qëndrim pa vepruar. *Karakterizohej nga mosveprimi. Ra në mosveprim. Qëndroi në mosveprini të plotë.*
*2.* Mungesa e veprimit të diçkaje mbi diçka tjetër, gjendja kur diçka nuk vepron a nuk ndikon mbi diçka tjetër.

*Mosveprimi i menjëhershëm. Mosveprimi i barnave në organizëm. Mosveprimi i rrezeve të diellit.*
*3.* Mungesa e fuqisë vepruese, pamundësia për t'u zbatuar (për një ligj etj.). *Mosveprimi i një ligji.*
4. *ushtr.* Mungesë veprimi e forcave ushtarake, mungesa e veprimeve luftarake, pamundësia e lëvizjes me trupa dhe me armë. *Mosveprimi i këmbësorisë (i artilerisë, i tankeve, i aviacionit).*
MOSZBATIM,~I *m.* Mungesë e vënies në jetë a e zbatimit të diçkaje; mosplotësim. *Moszbatimi i detyrave (i urdhrave, i vendimeve, i porosive, i rregulla-ve, i ligjeve, i marrëveshjes). Moszbatimi i programit (i teorisë, i metodave). Moszbatimi i grafikut (i orarit). Moszbatimi me (në) kohë.*
MOSZGJIDHJE,~A . *libr.* Mungesa e masave a e përpjekjeve të nevojshme për të zgjidhur një
çështje etj., moskryerja e zgjidhjes. *Moszgjidhja e problemit (e detyrës). Moszgjidhja e çështjeve familjare.*
MOSHATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është i një moshe me një tjetër, ai që ka moshë të njëjtë ose afërsisht të njëjtë me dike tjetër. *Moshatarët e djalit. Luante trie moshatarët.*
MOSHATAR,~E *mb.* Që është i një moshe me një tjetër, që ka moshë të njëjtë ose afërsisht të njëjtë me dike tjetër. *Djent moshatarë. Vajza moshatare. Janë moshatarë.*
MOSHATARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MOSHATAR,~I.
MOSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Koha që nga lindja e një njeriu a e një qenieje tjetër të gjallë e deri në një cast të caktuar të jetës së tyre; vitet e jetës që ka mbushur një njeri, një kafshë a një bimë që nga çasti kur ka lindur, është pjellë ose ka mbirë; periudhë ose etapë në jetën e një qenieje të gjallë me karakteristika të caktuara, me tipare dalluese etj. *Moshë e njomë* mosha e fëmijërisë. *Moshë e re* mosha e rinisë. *Moshë e thyer* mosha mbi gjashtëdhjetë vjet. *Moshë e shkuar (e vjetër)* mosha e pleqërisë. *Mosha parashkolhre* mosha e fëmijëve të kopshtit, mosha nga tre deri në gjashtë ose shtatë vjet. *Mosha shkollore* mosha në të cilën njeriu shkon në shollë. *Mosha e gjirit* mosha e foshnjës deri nga fundi i vitit të parë të jetës. *Mosha e martesës. Mosha e djalit (e vajzës, e gruas, e burrit). Mosha e kalit (e qenit). Mosha e drurit (e pemës). Në moshën e rinisë (e vajzërisë, e djalërisë, e pleqërisë). I vogël (i madh) në moshë (nga mosha). S'e kish moshën sa kish shtatin. E uli (e rriti, e ndryshoi) moshën* regjistroi në dokumentet zyrtare një moshë më të vogël a më të madhe nga ajo që Icishte.
2. Tërësia e njerëzve ose e qenieve të tjera të gjalla që kanë lindur afërsisht në të njëjtën kohë; brez. *Nga moshat e mëdha deri tek të vegjlit. Ka parë shumë mosha jonë. Mblodhi gjithë moshën e tij.*
3. Koha që nga çasti i krijimit, i shfaqjes, i daljes së diçkaje e deri në çastin që ffasim, koha që kur ka filluar të jetë a të ekzistojë diçka. *Mosha të ndryshme gjeologjike. Mosha e shtresave tokësore. Mosha e saktë e gurit. Mosha e teatrit.*
*k* Ësbtë (ka hyrë, erdhi) në moshë a) është i rritur, s'është me i vogël, ka arritur pjekurinë; b) është në moshën e duhur për diçka. Është jashtë moshe s'është në moshën e kërkuar a në moshën e duhur për diçka, s'e përfshin mosha për të kryer një punë a detyrë të caktuar. Doli nga mosha *shih te* DAL. Me iku (me kaloi) mosha a) u moshova, u plaka; b) e kalova, e kapërceva moshën për të bërë një punë të caktuar. Mosha e artë *libr. shih tek* ARTË (i,e).
MOSHËTHYER *mb.* Që është në moshë të thyer, që i ka kaluar gjashtëdhjetë vjetët. *Grua (burrë) ntoshë-thyer.*
MOSHOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~l?AR. 1. Vij
në moshë, hyj në moshën e pjekurisë, rritem, nuk jam me fëmijë a i mitur, bëhem i madh. *U rrit e u moshua.*
*2.* Arrij një moshë të madhe, i kaloj gjashtëdhjetë vjetët, plakem.
MOSHUAR (i,e) *mb. Që* është në moshë të thyer, që ka arritur moshë të madhe, i vjetër. *Burrë i moshuar. Grua e moshuar. Me i moshuari i të gjithëve.*MOT,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Gjendja e atmos-ferës në një kohë e në një vend të caktuar, e ci)a për-caktohet nga një varg dukurish (nga erërat, reshjet, temperatura etj.); tërësia e këtyre dukurive që zhvi-liohen në shtresën e ulët të atmosferës së një vendi në një kohë të caktuar; kohë. *Mot i bukur (i mirë, i\keq, i egër, i ashpzr). Mot me lagështi (me shira). Yështirësitë e motif. Parashikinti i motit. Si është moti në pranverë (në verë, në vjeshtë, në dintër) ? Po mban moti* vazhdon të jetë kohë e mirë, po mban koha. *U tixi moti* u vrejt. *U prish (u kthjellua) moti. Ka marrë moti për mirë (për keq). U nda moti* u hap koha, u be kohë e mirë. *E kthen gëzofin si të jetë moti. fj.u.*
2. Vit. *Mot i brishtë. Moti i parë (i dytë...). Moti i ri. Mot i mbarë. Motin e shkuar ( e ardhshëm). Mot për mot. Moti me motin. bised.* çdo vit; nga viti në vit. *Një mot po, një mot jo. Në gjysmë të motit. E bëri (e rnbushi) motin. S'e zuri moti. Nga mot. bised.* çdo vit. *Nga mot gëzuar! ur. Hyri viti, shkoi moti. fj.u. Kush është i zoti, s'i shkon li moti. fj.u. Një here në mot del e kullot. gjëzë* (hosteni).
*-k* Mot e jetë gjithnjë, gjithmonë. Mot e zaman *vjet.* vazhdimisht, që prej shumë kohësh, që kur sjmbahet mend. për jetë e mot gjithnjë, gjithmonë. Kokrra e motit *shift te* KOK'ËRR,~RRA. U përzie moti *shift te* PËRZIEJ. Po rëndon moti *shih te* RË-NDO.:. I shtyrë në mot mjaft i moshuar, i vjetër, plak. lu be sahati *mot dikujt shih te* SAHAT,~I. Ç'sjell sahati nuk sjell moti . *u. shih te* SAHAT,~I.
MOT *ndajf.* Viitin që vjen, në vitin e ardhshëm. *Mot si sot* sot një vit. *Mot me mirë. Jo sivjet, po mot. Mot do të vijë. Me mirë një vezë sot se një pule mot. fj.u.*
Sot e mot *shih te* SOT. Lagu sot e rruhu mot *shih te* LAGEM.
MOTAK,~E *mb.* 1. Që ka moushur një vit, njëvje-çar. *Djalë motak. Vajzë motake. Qengj (viç, kec) mo-tak.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Motakut i hiqet gjiri.*
MOTAR,~E *mb.* Motak.
MOTËR,~RA *f.sh.* ~RA, ~RAT. 1. Vajza ku-ndrejt fëmijëve të tjerë me prindër të njëjtë ose me baba a me nënë të njëjtë. *Motra e madhe (e vogël). Motër e gjetur* motër vetëm nga babai ose vetëm nga nëna. *Motër prej babait (nga babai). Motër prej nënës (nga nëna). Ime motër. Vëlla e motër bashkë. E motra* motra e tij (e saj). *Motra jemi, shoqe s'jemi. fj.u.* thuhet për dy motra që kanë veti e tipare të kundërta e që zakonisht nuk shkojnë mirë.
2. *etnogr.* Motërmë. *Motër gishti* motërmë. *U bënë motra.*
3. Emër me. të cilin quhen murgeshat, sidomos ato që shërbejnë nëpër spitale (në vendet ku vepron kisha katolike). *Motrat e spitalit. Ishin mbledhur fretër dhe motra.*

4. Përdoret për të emërtuar një grua a vajzë, më të cilën kemi lidhje shumë të ngushta shoqërore ose për t'iu drejtuar atyreme ngrohtësi. *Jane motrat tona. Të dashura motra! Dëgjoni, motra! Motra e vëllezër!*
5. *përd. mb.* Që ka prejardhje të përbashkët me një tjetër dhe ngjan shumë me të, që bën pjcsë në një familje a në një grup më të (zakonisht për gjuhët). *Gjuhë motra.*
6. *përd. mb. fig.* Që është e Iidhur ngushtë me një tjetër, që ka qëllime e interesa të përbashkëta dhe bashkëpunon ngushtë me të. *Kooperativa motër. Fa-brikat motra.*
•*k* Jane motër e vëlla a) ngjajnë shumë, s'i dallon dot; b) jane të Iidhur ngushtë, s'i ndan dot. S'ka motër as shoqe nuk i ngjan askujt, nuk ka një të dytë si ajo. Shpatullat me zemrën s'janë motra *fj. u. shih te* SHPATULL,~A.
MOTËRI,~A . *përmb.* Të gjitha motrat së bash-ku, motrat. *U mblodh (erdhi) motëria.*
MOTËRMË,~A. *etnogr.* Secila nga të dy shoqet e ngushta që quhen si motra, pasi kanë pirë nga një pike gjak prej njëra-tjetrës. *E kishe bërë (e kishte) motërmë.*
MOTËRMËMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Motra e nënës, teze. *Ishte te motërmëma.*
MOTËRTATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Motra e babait, halla. *Erdhi motërtata.*
MOTËRZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *përk.* Motër. *Motërza ime. Ah, moj motërz!*
*2.* Motër gishti, motërmë. *U bënë motërza.*
3. Secila nga të dy fijet që kalojnë së bashku nëpër krehi-in e tezgjahut.
MOTËRZEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Motër e mjerë, që ka mbetur pa asnjë vëlla ose që ka vetëm një vëlla, por e ka të keq a fare të pazotin për punë; motër e shkretë pa mbështetje e përkrahje, e zeza motër. *Motërzeza qante të vëllanë. Mbetën motërzezat pa vëlla. Ç'të bënte, motërzeza!*
MOTËRZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *etnogr.* Ve-primi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes MOTËRZO-HEM.
2. *folk.* Një nga variantet e së njëjtës këngë popu-llore, e së njëjtës përrallë, e së njëjtës valleetj.; variant. *Motërzimet e shumta të baladës. Ka disa mo-tërzime.*
MOTËRZOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR *etnogr.* Bëhem motërmë me një shoqe, duke pirë nga një pike gjak prej njëra-tjetrës. *U motërzuan e duhen me shumë se motrat.*
MOTËS,~E *mb.* Që rron deri në vitin tjetër. *Dar-dhë motëse.*
MOTËSIM,~I *m.* Gjendja sipas kuptimit të fo)jes MOTË5ON.
MOTËSON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Ka zënë e piqet; ka ardhur në kohën e pjekjes, ka kohën e vet (për bimët, pemët).
MOTIT dhe MOTI *ndajf. bised.* Dikur, njëherë e një kohë, në kohë të vjetra, qëmoti, në kohët e më-parshme. *Njëherë motit. Kish qenë motit një trim. E kanë pasur zakon motit. Kanë thënë motit... Bëri (dasmë) si motit.*
MOTIV,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. Shkaku që nxit c vë në lëvizje dike për të bërë diçka, arsyeja që të shtyn për një veprim ose për një qëndiim a sjellje të caktuar. *Motiv i rëndësishëm (i fuqishëm, fisnik, i ulët, i panjohur). Motiv politik (ideologjik, revolu-cionar, historik). I shtyrë nga motive vetjake. Motivi nuk dihet.*MOTIV,~I H *m.sh.* ~E, ~ET. 1. *muz.* Njësia më e vogël c më e thjeshtë ritmike e melodise, që për-bëhet zakonisht nga dy a tre tinguj të bashkuar në një theks; melodi. *Motiv i ëmbël (i bukur). Motive të gëzuara. Motive partizane. Motive të njohura. Motive të muzikës së lehtë. Këndonte po atë motiv.*
*2. art., let.* Pjesa më e thjeshtë përbërëse e sub-jektit të një vepre letrare a artistike, që shërben si bërthamë organizuese e saj; ideja kryesore, tek e cila mbështetet një krijim artistik, tema e tij; fill që për-shkon një vepër letrare a krijim artistik nga fillimi deri në fund. *Motivi kryesor. Motive plotësuese (të njohura). Motive kombëtare (popullore) në qilima (në qëndisma, në banesa). Motivi i veprës letrare (i poezisë). Motive nga vallet popullore. Është ndërtuar (është hartuar) sipas motiveve të vjetra.*
MOTIVACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Motivim. *Motivacion i drejtë (bindës).*
2. Tërësia e arsyeve, e argumenteve etj. që sillen për të provuar a për të treguar se diçka është e drejtë, e vërtetë, e pranueshme etj.; tërësia e motiveve që përmenden për të përligjur një veprim, një qëndrim, një vendim etj. *U dekorua Me këtë motivacion...*
MOTIVIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MOTIVOJ, MOTIVOHET.
*Mot Mini i propozimit (i qëndrimit, i veprimit).*
2. Tërësia e motiveve për të vërtetuar diçka, motivacion. *Motivim i drejtë. Iu dha me këtë motivim:...*
MOTIVOHET. *Pës. e* MOTIVOJ.
MOTIVOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E shpjegoj dhe e arsyetoj diçka që e quaj të drejtë, të vërtetë, të pranueshme etj., jap shkaqet a paraqit arsyet e një veprimi, të një qëndrimi, të një vendimi etj. për ta përligjur atë; argumentoj. *Si e motivon këtë? E motivoi drejt.*
MOTIVUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të motivohet.
MOTJE *mb.* Motëse. *Dardhë motje.*
MOTKEQE,~JA . Erë që fryn nga jugu e që zakonisht sjell shi, era e shiut, juga. *Po fryn motkeqja.*
MOTMOÇAR,~E *mb. 1.* Motak. *Qertgj motmoçar.* 2. *vjet.* Që ka të njëjtën moshë, moshatar me një tjetër; i një moshe, i një kohe me një tjetër.
MOTMOT,~I *m.* Koha nga një vit në vitin tjetër, një vit i plotë; mosha prej një viti; vit. *Motmoti i Ri. vjet.* Viti i Ri. *Këngët e motmotit. folk. E shtyu një motmot. Ndenji o motmot, o dy vjet. Ka ntotmot që s'e kam pare.*
MOTMOTAK,~E *mb. bised.* Që ka mbushur motin, motak, njëvjeçar. *Vajzë motmotake. E ka djalin mot-motak.*
MOTMOTAR,~E *mb. bised.* 1. Që ka mbushur motin, motak, njëvjeçar. *Foshnjë motmotare. Viç motmotar.*
2. I përvitshëm, vjetor; që merret gjatë një viti. *Të ardhurat motmotare. Prodhime motmotare.*
MOTO,~JA *f.sh.* ~, ~T *libr.* Qëllim a synim i rëndësishëm, ide a parullë që e nxit dhe e udhëheq dike në jetë ose që e shtyn përpara në një veprimtari. *Motoja kryesore. Moto revolucionare. Motoja e punës (e jetës, e ditës). Motoja e tyre ishte: "Ja vdekje, ja liri".*
*Kemi si moto parullën: "Të punojmë, të mësojmë dhe të jetojmë si revolucionarë!r>.*
MOTOBARKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ani)e e vogël që vihet në lëvizje me motor; barkë me motor. *Motobwrkë peshkimi (patrullimi). Ekuipazhi i mo-tobarkës. Shëtisin me motobarka.*
MOTOÇIKLETË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Mjet i shpejtë udhëtimi, i ngjashëm me biçikletën, zakonisht me dy rrota që vihet në lëvizje me anë të një motori me djegie të

brendshme. *Motoçikletë me kosh. Mo-toçikletë për dy veta. Shala e motoçikletës. Zhurma e motoçikletës. Ngas motoçikletën. Udhëton me motoçikletë. Ra nga motoçikleta.*

MOTOÇIKLIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që
nget motoçikletën. *Në krye ishin motoçiklistët.*

*2. sport.* Ai që merr pjesë në gara sportive me motoçikletë, ai që merret me motoçiklizëm. *Gara e mo-toçiklistëve. Grupi i parë (i dytë, i funditj i motoçi-klistëve. V nisën motoçiklistët.*

MOTOÇIKLlZËM,~MI m. 1. Tërësia e njo-hurive që zotërohen dhe e ushtrimeve që bëhen për të mësuar motoçikletën; aftësia për të ngarë motoçikletën. *Rrethi i motoçiklizmit.*

2. *sport.* Sporti i garave me motoçikletë. *Gara moto-çiklizmi. Kampionati i motoçiklizmit.*

MOTOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. I. Mo-
shohem.

2. *vet. veta III.* Vjetrohet (për sendet, për dukuritë etj.). *Disa fjalë janë motuar.*

3. *vet. veta III.* Bëhet bajat; zë e prishet (për ush-qimet). *U motua buka.*

MOTOLUNDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Lun-dër që vihet në lëvizje me motor; motobarkë. *E ka-përcyen luMin me motolundër.*

MOTOPESHKATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET.
Anije peshkimi me motor. *Motopeshkatore metalike. V nisën motopeshkatoret për peshkim.*

MOTOPOMPË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *tek.* Pompë me motor që përdoret kryesisht për të ngritur ujin në një vend më të lartë. *Motopompë e fuqishme. Sta-cioni i motopompave. XJjit me motopompë.*

MOTOR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Makinë e po-saçme që punon me lëndë djegëse, me energji elek-trike etj. dhe vë në lëvizje makina të tjera, aparate e mjete të ndryshrrte (duke shndërruar çdo lloj ener-gjie në energji mekanike). *Motor elektrik. Motor reaktiv. Motor dizel. Motor me djegie të brendshme (me naflë~, me benzine, me avull). Motori i veturës (i aeroplanit, i traktorit). Zhurma (uturima) e moto-rit. Barkë (biçikletë) me motor. I Vuri motor të ri. U nxeh (u ftoh) motori. Ndezi motorin. Punon mirë motori. Shtroj motorin* e vë të punojë një fare kohe për prove pas riparimit të përgjithshëm. *Ecte tatë-pjelë me motor të shuar.*

2. *bised.* Motoçikletë. *Gara me motor. Hipi në motor. la shketi motorit. Ra nga motori.*

3. *fig.* Force që vë në lëvizje diçka që e shtyn të veprojë e të shkojë përpara. *Motori i lëvizjes. Motori i skuadrës.*

MOTORIK, ~E *mb.* 1. *tek.* Që ka të bëjë me motorin; që i përket motorit, i motorit ose i mjeteveqë punojnë me motor; që ka motor, që punon me miotor; që kryhet a prodhohet me motor. *Fuqi motorike* tërësia e makinave, e mjeteve etj. me motor që zotëron një ndërmarrje etj. ose që përdoren në një fushë të caktuar. *Boshti motorik. Vajra nlotorike* vajra për motora. *Pompa (sharra) motorike. Punë (energji, fuqi) motorike.*

*2. fiziol.* Që lidhet me lëvizshmërinë e gjallërinë e trupit ose të organeve a të gjymtyrëve të tij; lëvizës. *Aftësi motorike.*

MOTORIST, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mekanik që ndreq motorë të ndryshëm; punëtor i përgatitur që ve në punë një motor dhe përkujdeset për të gjatë punës, ai që punon në një motor, *Motoristi i parë dhe ndihmësi i tij. Motoristi i shpimit. Motoristët e ekspeditës gjeologjike. Kurs për motoristë.*

MOTORIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MOTORIZOJ, MOTORIZOHEM.

MOTORIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Pajis dike a diçka me mjete të ndryshme që punojnë me motor, pajis me automjete. *E motorizuan ushtrinë.*

MOTORIZOHEM *vetv. 1.* Pajisem me mjete të;ndryshme që punojnë me motor, pajisem me au-tomjete.

*2. Pës. e* MOTORIZOJ.

MOTORIZUAR (i,e) *mb.* I. I pajisur me motor; që | punon me motor. *Mjete (armë) të motorizuara.*

2. I pajisur me mjete të ndryshme që punojnë me motor, i pajisur me automjete. *Batalion (divizion) i motorizuar. Forcat e motorizuara. Ushtri e motorizuar.*

MOTOSKAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Barkë që vihet në lëvizje me motor dhe që ecën shpejt. *Motoskaf i shpejtë. Motoskafi i shërbimit. Motoskaf silurues.*

MOTOSHARRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Sharrë me: motor.

MOTOVILE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Vegël prej druri a prej kallami, me biga në të dyja ska jet ose me një bigë në njërin skaj dhe me një kunj të lëvizshëm në tjetrin, e cila përdoret për t'i mbështjellë në shkul fijet e leshit a të pambukut; qerthull. *Zhunna e mo-toviles.*

MOTUAR (i,e) *mb.* 1. Që i ka kaluar koha, afati etj., që është vjetruar; i vjetër. *Borxh i motuar. Detyra e motuar lahet në mot të shtrënguar. fj.u.*

2. I moshuar. *Grua' e motuar. Burrë i motuar. Njerëz të motuar. Vdiq i motuar.*

3. Që s'është me i freskët, bajat, që është prishur (per! ushqimet). *Mish i motuar. Bukë e motuar. Gjellë e motuar.*

MOZAIK,~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Figure, zbu-kurim,. portret etj. që bëhet me copëza shumëngjy-rëshe guri, mermeri, xhami, metali etj.,të cilatvend-osen e ngjiten njëra prarië tjetrës mbi një shtresë të forte. *IAozaik ilir (bizantin). Mozaikët e Apollonisë. Zbukurojnë me mozaikë muret (dyshemetë, shtyllat).*

*2.,fig.* Diçka që përbëhet nga pjesë jo të njëjta e të larmishme; iarmi trajtash, llojesh, pjesësh të ndryshme, ftë përbëjnë një tërësi. *Mozaik ngjyrash. Mozaik melodish. Pjesë të një mozaiku. Është (përbën) një mozaik.*

*3.bujq.* Sëmundje bimësh që shfaqet me njolla të ndryshme nëpër gjethe dhe që e than bimën ose
pengon zhvillimin e saj. *Mozaiku i zakonshëm. Mozaiku i duhanit (i domates, i specave). Mozaiku me vija.*

MOZAMBIKAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës i Mozambikut ose ai që e ka prejardhjen nga Mo-zambiku.

MOZAMBIKAS,~E *mb.* Që ka të bëjë me Mo-zambikun ose me mozambikasit, që është karakteris-tik për Mozambikun ose për mozambikasit, i Mo-zambikut ose i mozambikasve; që është krijuar nga mozambikasit. *Populli mozambikas. Partizanët irto-zambikas. Forcat çlirimtare mozambikase. Këngë (Valle) mozambikase.*

MPAK *kal.,* ~A, ~UR. 1. Pakësoj, zvogëloj. *Mpak fuqinë (rëndësinë, rolin) e diçkaje.*

2. E lë pa frymë, e bëj që t'i pritet fryma, e mek; e bëj t'i bjerë të fikët. *I ra e keqja dhe e mpaku.*

MPAKEM *vetv.* 1. Mbetem pa frymë, me pritet fryma e ndiej një dobësi aq të madhe sikur po me bie të fikët,

mekem; me bie të fikët. *U mpak nga frika. U mpak së qeshuri.*
*2. vet. veto Hi (zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me dobësohet, me bie, me pritet; ulet, bie. *Iu mpak kujtesa. Iu mpakën fuqitë. Iu mpak zëri. S'nië mpaket zemra* s'më dobësohet zemra, s'ligështohem, s'e humbas guximin.
3. *vet. vet a III. Pës. e* MPAK.
MPAKUR (i,e) *mb.* 1. Që ka mbetur pa frymë, që i është prerë fuqia; që i ka rënë të fikët. *Njeri i mpakur.*
2. Që është dobësuar shumë, i mekur (për zërin etj.). *Me zë të mpakur.*
MPIHEM *vetv.* 1. Nuk lëviz dot trupin dhe nuk ndiej me ngacmimet e ndryshme, e kam trupin si të ngrirë; humbas ndjeshmërinë në një pjesë të trupit (nga të ftohtët, nga një sëmundje a nga diçka tjetër); *vet. veta III (zakon. me një trajtë të shkurtër të për-enirit vetor në r. dhanore).* Nuk lëviz, nuk punon dot (trupi a një pjesë e tij); me bëhet miza-miza trupi a një pjesë e tij ose nuk e ndiej me për shkak se janë ngathur përkohësisht nervat; është bërë tepër i ndjeshëm (nga ngacmimi pak a shumë i gjatë prej një ngacmuesi p.sh. nga diçka e thartë, e forte, e ftohtë etj.) sa nukeprek dot (për dhëmbët, nofullat etj.). *U mpiva i tëri. M'u mpi krahu (dora, këmba, trupi). I janë mpirë gjunjët. V mpi gjithë ditën jashtë. Iu mpinë dhëmbët (nga pemët e papjekura).*
*2. vet. veto III.* Humbet aftësinë për t'u rritur e për t'u zhvilluar, humbet gjallërinë e njomësinë; fishket (për bimët dhe për pjesë të tyre). *U mpinë farat. U mpi gruri. U mpinë gjethet. V mpi lulja.*
3. *vet. veta HI.* Nuk pret me ose pret me shumë vështirësi, topitet (për tehun e një prese). *U mpi thika (sëpata).*
4. *fig.* Humb aftësinë për të vetëvepruar; me priten fuqitë, humbas gjallërinë, hovin, vrullm, besimin etj.; *vet. veta HI.* bie në plogështi, topitet, ndrydhet, ngrin; paralizohet. *U mpinë nga frika. Pse je mpirë kështu? Iu mpi mendimi. Iu mpinë fuqitë. Iu mpi truri.*
5. *Pës. e* MPIJ.
-A- Kur s'ha kumbulla, s'të mpihen dhëmbët (dhëmb-allët) *fj.u.* pa bërë gjë s'ke pse të shqetësohesh, s'ke pse të kesh frikë (i thuhet zakonisht dikujt që ka bërë një faj a gabim, por shtiret sikur nuk është fajtor). Djeratë (fëmijët) hanë kumbulla (thana), pleqve umpihen dhëmbët *iron,* njëri bën një veprim dhe dikush tjetër shqetësohet pa nevojë për të.
MP1J *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Bëj që të mpihet (trupi a një pjesë e tij), e bëj të mos ndiejë me a t'i ndiejë fare pak ngacmimet e ndryshme, bëj që të humbasë ndjeshmërinë, e kthej në diçka si të ngrirë; e ngrij, e topit. *Me mpiu krahun (këmbën). Ia mpiu duart ujët eflohtë (akulli). la mpinë dhëmbët (pemët e papjekura). la mpinë krahun (këmbën) me gjilpërë (me ilaç). la mpinë vendin e plages. Bën një të ftohtë që të mpin.*
2. *vet. veta III.* E bëj të humbasë aftësinë për tu rritur e për t'u zhvilluar, e bëj të humbasë gjallërinë e njomësinë; e fishk (për bimët ose për pjesë të tyre). *mpiu farat (lulet, pemët) ngrica.*
3. E bëj që të mos presë me ose të presë me shumë vështirësi, e topit (për tehun e një prese). *E mpiu thikën duke prerë bukë të nxehtë.*
4. *fig.* Bëj që të humbë aftësinë për të vetëvepruar; ia pres fuqitë, e bëj të humbë gjallërinë, hovin, vru-llin, besimin etj.; e bëj të bjerë në plogështi, e ndrydh, e topit; paralizoj. *Ia mpiu mendimin krijues. U ka mpirë energjitë. I kishte. mpirë frika. Kërkonin ta mpinin jetën e organizatës.*
MPIKS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj më të trashë e si të ngrirë, e trash derisa bëhet si qull (duke e ngrohur a duke e ftohur, duke e përzier me diçka etj.). e lë të ngrijë e të bëhet si pelte (për lëngje të ndryshme).
2. Zë kos ose djathë, ngjiz (qumështin). *Mpiks qumështin.*
MPIKSET *vetv.* 1. Bëhet me i trashë e si i ngrirë, trashet derisa bëhet si qull (duke u ngrohur a duke u ftohur, duke u përzier me diçka etj.), ngrin e bëhet si pelte (për lëngje të ndryshme, për gjakun). *lu mpiks gjaku. U mpiks lëngu i rrushit, u be si mjaltë. Mpikset shpejt (ngadalë). Kur mpikset, hiqet nga 2jarri.*
2. Zihet, bëhet kos a djathë, ngjizet (qumështi). *V mpiks qumështi* u be kos.
3. *Pës. e* MPIKS.
MPIKSËS,~E *mb.* Që përdoret për të mpiksur një lëng; që mpiks. *Lëndë mpiksëse, Pluhur mpiksës.*
MPlKSJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve MPIKS, MPIKSET. *Mpiksja e gjakut. Tharmi i mpiksjes. Tempefatura (koha, shpej-lësia) e mpiksjes. Shërben për mpiksje.*
MPIKSUR (i,e) *mb.* 1. Që është trashur shumë, që ka ngrirë a është bërë si qull, i trashë si pelte (për lëngje të ndryshme, për gjakun). *Gjak (lëng) i mpiksur.*
2. Që është zënë, që është bërë kos a djathë, i ngji-zur (për qumështin). *Qumësht i mpiksur.*
MPIRË (i,e) *mb.* 1. Që nuk ndien me ngacmimet e ndryshme, që ka humbur ndjeshmërinë, që është bërë si i ngrirë; që nuk lëviz ose nuk punon dot; që është bërë tepër i ndjeshëm sa nuk mund ta prekësh dot (për dhëmbët e nofullat); që është mpirë. *Me këmbë (me duar) të mpira. Me dhëmbë të mpirë. Të mpira i ke duart (këmbët) ?* (i thuhet dikujt kur punon a ecën tepër ngadalë).
2. Që ka humbur aftësinë për t'u rritur e për tu zhvilluar, që ka humbur gjallërinë e njomësinë, që vjen si i thatë e s'është i plotë; që ka nisur të fishket (për bimët ose për pjesë të tyre), i mpitë. *Fara të mpira. Kokrra të mpira.*
3. Që nuk pret me a pret me shumë vështirësi, i
topitur (për tehun e një prese). *Gërshërë të mpira.* 4. *fig.* Që ka humbur aftësinë për të vetëvepruar; që i janë prerë fuqitë, që ka humbur gjallërinS, hovin, vrullin, besimin etj.; që ka rënë në plogështi, që rri si i ngrirë, jo i shkathët, i ndrydhur. *Njeri i mpirë. Ishte (rrinte) i mpirë. Me zemër të mpirë.*
MPlRJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-tiraeve të foljeve MPIJ, MPIHEM. *Mpirja e trupit (e dhimbëve). Mpirje me ilaçe (me gjilpëra).*
MPITË (i,e) *mb.* I mpirë. *Fara (kokrra) të mpita. Bimë të mpita.*
MPLAK *kal.,* ~A, ~UR. *shih* PLAK. MPLAKEM *vetv. shih* PLAKEM.
MPOSHT *kal.,* ~A, ~UR. 1. E vë poshtë dike, e vë nën vete (në mundje); e mund në një luftë, në një ndeshje, në një lojë etj.; shtyp a thyej një krye-ngritje etj.; e nënshtroj dike a diçka. *Mposht kundër-shtarin. Armiqtë s'e mposhtën dot popullin shqiptar. E mposhti kryengritjen (lëvizjen, kundërrevolucionin). E mposhti me dhunë.*
2. Arrij ta shtyp një ndjenjë; përballoj e kapërcej një fatkeqësi; duroj e kapërcej një dhembje, një së-mundje etj., i bëj ballë, e mund. *E mposhti dhembjen (hidhërimin,*

*dëshpërimin, zemërimin, inatin). E mposhti gjumin (urine, etjen). E mposhti sëntundjen. Mposhtën vështirësitë (ptngesat, fatkeqësitë e natyrës, pasojat e tërmetit). Mposht paragjykimet. Mposht me guxim (me heroizëm).*
3. *(zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* E bëj të pafuqishem dike, e dobësoj; e rrëzoj shumë nga shëndeti; e ligështoj shumë nga ana morale, e vras shpirtërisht, e thyej. *S'e mposhti sëntundja (mosha, pleqëria). Komunistët s'i mposht asgjë.*
MPOSHTEM *vetv.* 1. Nënshtrohem para diçkaje, dorëzohem, jepem. *S”mposhtet para kërcënimeve. S”mposhtemi kurrë. U mposht shpejt.*
2. Me priten forcat, me lënë fuqitS, dobcsohem shumë; bie nga shëndeti; ligështohem shumë nga ana morale, vritem shpirtërisht, thyhem.
3. *Pës. e* MPOSHT.
MPOSHTJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MPOSHT, MPOSHTEM.
*Mposhtja e kundërshtarit. Mposhtja e vështirësive (e pengesave).*
MPREH *kal.,* ~A, ~UR. 1. HoUoj tehun e thikës, sëpatës a të një përdorëseje tjetër që të presë *van* mirë. *Mpreh thikën (gërshërët, briskun, shpatën, sharrën). E mpreh me lime (me grihë, me rrip, në gur). E mpreh mirë.*
*1.* E holloj, e ngushtoj shumë diçka në skaj, e bëj si thumb; e bëj me majë skajin e një lapsi etj. *Mpreh shlizën (bizën, fëndyellin). Mpreh lapsin. E ntprehu nga të dy anët.*
*3. fig.* E bëj diçka më të forte, më të theksuar, më të qartë etj., e ngre në një shkallë më të lartë, e for-coj shumë; i kushtoj vëmendje gjithnjë e më të ma-dhe, i jap rëndësi të veçantë. *Mpreh vigjilencën revo-lucionare. Mpreh vëmendjen (guximin). Mpreh dë~ gjimin (shikimin). Mpreh kritikën.*
4. E bëj më të nderë një gjendje a diçka tjetër, e keqësoj, e acaroj. *mprehu marrëdhëniet me dike.*5. E nxit dike për t'u zënë me një tjetër, e mbush, ndërsoj kundëf tij, e bëj që të mbajë qëndxiffl armi-qësor kundrejt dikujt, që të sillet keq më të etj. *E kishin mprehur mirë. Kush të ka mprehur kështu?*
• Mpreh armët përgatitet për luftë. Mpreh dhë-mbët a) *iron,* e quan që me pare, pa e pasur ende në do-r^, si gjënë a pronën e tij, përgatitet Shpirtërisht për ta pasur si të tijën; shpreson me kot se do të ndodhë ose sp do të shkojnë punët ashtu si do a si mendon ai; b) fillon të kërcënojë dike, bëhet gati për ta sulmuar, i tregon dhëmbët. I mprehën fjalët *me dike* u zunë e! u grindën me fjalë të ashpra, i acaruan marrëdhcniet. E mprehu (mirë) penën (lapsin) *libr. shift te* PENË,~A. A^preh sytë përpiqet të shohë edhe me mirë, mpreh shikimin. Mprehu shpalIn u përgatit mirë për t'i dhënë armikut goditje vendimtare. Mpreh veshët pë:piqem të dëgjoj me mirë, përpiqem të moS me shpëtojë as-gjë. Mpreh kunja kot *shih te* KUNJ,—I.
MPREHËS,~E *ntb.* Që shërben për të mprehur vegla a përdorëse të ndryshme. *Makinë mprehëse. G,ur mprehës,*
MPREHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që mpreh përdorëse të ndryshme. *Mprehës shëtitës. Mprehësi i'fabrikës (i ndërmarrjes). Mprehësi i thikave të çe-likta. Mprehës sharrash.*
MPREHËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Mjet i *yogi)* dhe i thjeshtë në trajta të ndryshme, që ka të mbërthyer një teh dhe që përdoret për të mprehur la-psat. *Mprehëse lapsash.*
2. Lime metali ose guri që shërben për të mprehur thika etj; grihë. *Mprehëse guri. Mprehëse kose.*
MPREHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve MPREH, MPRIHEM. *Mprehja e veglave. Mprehja e vigjilencës.*
MPREHTË (i,e) *ntb.* 1. Që ka teh të hollë dhe pret shpejt e mirë (për thikën, briskun etj.)- *Thikë e mpreh-të. Gërshërë të ntprehta. I mprehtë si brisk.*
*2.* Që është me majc të hollë në skaj (për shtizën, për lapsin etj.); që është shumë i hollë e të shpon. *Laps i mprehtë. Gjembatë mprehtë. Me majë të mprehtë,*
3. Që vjen e hollë, e hequr dhe e zgjatur nga mjekra; që ka tipare të theksuara (për fytyrën). *Fytyrë e mprehtë., Me tipare të mprehta.*
!. Që është me rëndësi të veçantë e kërkon kujdes të madh, vëmendje të posaçme etj.; që është i vësh-tirë dhe kërkon mençuri, durim etj. për t'u zgjidhur; shumë i rëndësishëm e i ngutshem. *Problem i mprehtë. Detyrë (çështje, tentë) e mprehtë. Bëhet gjithnjë me i mprehtë.*
5. *fig.* I lartë e therës (për zërin); që të prek në zemër, i thekshëm. *Zë i mprehtë. Thirrje (klithmë) e mprehtë.*
*6. fig.* Që i kuptën shpejt e thellë çështjet, shumë i zgjuar e i shkathët nga mendja, që i kap gjërat shpejt e s'i shpëton asgjë; që shquhet për forcën, për aftësinë a për shkallën e lartë të veprimit; që ka fuqi të madhe dhe e kryen shpejt e mirë punën e vet; i forte, i fuqishëm; therës. *ka sytë (veshët) të mprehtë. Vëshirim i mprehtë. Arma e mprehtë e kri-tikës. I mprehtë nga gjuha* i zoti nga goja, shumë i forte në të folur, brisk nga gjuha. *E mbaj të mprehtë di'çka* e mbaj diçka gjithnjë të forte e gati, nuk e dobësoj asnjëherë. *Vajzë (nxënëse) e mprehtë. Djalë (burrë) i mprehtë. Është i mprehtë. E ka mendjen (trifrin) U mprehtë.*
7. *fig.* Që shpreh ose që përmban një mendim a një kuptim të thellë, të hollë a të zgjuar, që të jep të kuptosh shumë, i goditur; që është veti e një nje-riu të zgjuar e të shkathët nga mendja. *Fjalë (shpre-hje) e mprehtë. Mendimi i mprehtë. Pyetje (përgjigje) e mprehtë.*
• E mban (e ka) penën të mprehtë *shih te* PENË,, ~A. E vështroi me sy:S mprehtë e vështroi me vëmendje të madhe, e vështroi me mprehtësi.
MPREHTËSf,~A . 1. Të qenët i mprehtë, vetia e diçkaje të mprehtë (për thikën, briskun etj.). *Mpreh-tësia e thikës (e shpatës, e gërshërëve). Mprehtësia e dhëmbëve. S'ka mprehtësinë e duhur.*
2. Të qenët i lartë e therës, të qenët i thekshëm a i mprehtë (për zërin). *Mprehtësia e zërit.*
3. Të qenët i zgjuar e i shkathët nga mendja, të qenët i mprehtë (për njerëzit); të qenët i thellë, të qenët me kuptim a me domethënie të thellë; të qenët i hollë a i mprehtë (për mendimet, për fjalët etj.). *Ka mprehtësi të madhe. Dallohet për mprehtësi mendimi. Ju per-Sjigj me mprehtësi.*
MPREHUR (i,e) *mb.* 1. Që i është mprehur tehu. *Thikë (sharrë) e mprehur. Gërshërë të mprehura.*
*2.* Që është bërë me majë, që është holluar në nje-rin skaj ose në të dy skajet. *Laps i mprehur.*
3. I gatshëm e i prirur të mbajë një qëndrim të vendosur kundrejt dikujt a diçkaje; që është i nxitur a i ndërsyer kundër një tjetri, që është bërë gati të vep:ojë (kundër) dikujt a diçkaje. *Ishte i mprehur. I mprehur për sherr (për*

*grindje, për rrahje). I mprehur për luftë. I mprehur për t'u zënë.*
*A.* Që i ka acaruar marrëdhëniet me dike, që është zënë me dike, i zemëruar. *Iku i mprehur. U largua (u ndanë) të mprehur.*
*ic* Qëndrojmë me armë të mprehura jemi të gatshëm e të përgatitur për të përballuar çdo sulm, jemi syhapët e të gatshëm kundër çdo armiku. Rrinte (dë-gjonte) me veshë të mprehur dëgjonte mirë e me kujdes që të mos i shpëtonte asgjë, rrinte i përqendruar e i vëmendshëm.
MPRIHEM *vetv. 1.* I keqësoj shumë marrëdhëniet me dike, acarohem me dike; zihem, grihem. *V mprehën keq.*
2. *vet', veta 111.* Bëhet me i ashpër, me i iiderë (një gjeildje etj.) acarohet, ashpërsohet, keqësohet. *U mprehën kontradiktat. U mpreh lufta e klasave.*
3. *iron.* E quaj që me pare, pa e pasur ende në dorë, si gjënë a pronën time, përgatitem shpirtërisht për ta zotëruar etj.; shpresoj me kot se do të ndodhë a se do të shkojnë punët ashtu siç mendoj unë, bëhem gati për diçka, mpreh dhëalbët. *Ç'qenke mprehur I U mpreh të shkonte edhe ai atje. Kot që mprihesh!*
4. *Pës. e* MPREH.
MRECË,~A . *sh.* ~A, ~>AT *bot.* LIoj shqope mjaft e përhapur në vendin tone, me lule të bardha ose në ngjyrë tfëndafili e me pak erë, me rrënjë të forta, që rritet si dru i vogël a si shkurre dhe që përdoret për të bërë çibukë etj.; shqop8 e butë.
MREKULLI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Diçka e pabe-sueshme, që s'mund të ndodhë në të vërtetë e që nuk shpjegohet me ligjet e natyrës, por kryhet gjoja nga një force e mbinatyrshme, çudt (sipas fesë e besë-tytnive). *Nuk w be son kush ntrekullive.*2. Diçka që të bën për vete, të mahnit me cilësitë e Italia, me bukurmë, me forcën, me madhështinë e vet etj.; diçka e jashtëzakonshme, shumë e mirë, që na tërheq pa masë, vepër a arritje e shkëlqyer, gjë e përsosur që të çudit. *Mrekulli e madhe. Mre-kullia më e madhe. Mrekulli e krijuar nga njeriu (nga rinia). Mrekulli të e artit popullor (e krijimtëtrisë po-pullore, e shkencës). Mrekullitë e punës sonë (e luftës sonë). Është një mrekulli. Kane bërë mrekulli.*
3. *përd. ndajf. bised.* Shumë mirë, shumë bukur. *Punon mrekulli. Slipëtoi mrekulli. E flet gjuhën mrekulli.*
• për mrekulli a) shumë mirë, shumë bukur; b) mrekullisht.
MREKULLIBËRËS,~E *mb.* Çudibërës.
MREKULLISHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* MRE-KULLUESHËM (i), ~ME (e).
MREKULLISHT *ndajf.* 1. Në mënyrë të mreku-Uueshme, shumë mirë; shumë, jashtëzakonisht. *Mrekullisht i bukur. Qëndruan (luftuan) mrekullisht.*
2. për çudi, çuditërisht; si s'ta pret mendja, për mrekulli. *Shpëtoi mrekullisht.*
MREKULLOHEM *vetv.* Habitem fort nga diçka a nga dikush, mahnitem; me bën përshtypje aq të madhe diçka sa me duket si e pabesueshme, mbe-tem me gojë hapur. *Mrekullohej kur e shihte.*
MREKULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj të ha-
bitet fort, e mahnit; e shtang me diçka që duket si e pabesueshme, e lë me gojë hapur. *Me mrekulloi me zërin (me pamjen) e saj (me ato që i tha). Na mre-kulluan ndërtimet e reja. Kjo gjë të mrekullon.*
MREKULLUAR (i,e) *mb.* 1. I habitur fort nga diçka a nga dikush, i mahnitur nga diçka që i duket e jashtëzakonshme e i ka bërë përshtypje të madhe, që ka mbetur me gojë hapur nga habia. *Vështronte (dëgjonte) i mrekulluar. Pyeti (foli, thërhti) i mreku-Iluar.*
2. Që shpreh habi, çudi etj.; i meekullueshëai.
MREKULLUESHËM (i), ~ME <e) *mb.* QË të
habit e të bën për vete, që të mahnit me cttëskë e rralla, me bukurinë, me forcën, me madhështiaë e vet etj.; që është shumë i mirë, shumë i bukur, i jashtëzakon-shëm, që na tërheq pa masë, i përsosur, i shkëlqyer. *Popull i mrekullueshëm. Njerëz të mrekullueshëm. Grua (vajzë, shoqe, punëtore) e mrekullueshme. Burrë (djalë, shok, punëtor) i mrekullueshëm. Vend i mrekullueshëm. Tokë e mrekullueshme. Ujë i mrekullueshëm. Kohë e mrekullueshme. Vepër (këngë, valle) e mrekullueshme. Mendim i mrekullueshëm. Është i mrekullueshëm. Ka duar të mrekullueshme.*
MRESHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Shkurre me lule të vogla të bardheme, me gjethe gjithnjë të gjelbra, që rritet kudo e bën kokrra të vogla si ulli në ngjyrë të murrme; krifshë.
2. Pyll me mreça.
MRET,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~E, ~ET *bot.* Krifshë. *Pyll me mret.* Mret I egër rrushkull, therpelë.
MRIJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Hap pak për ijesh kapakun e tenxheres që të dale avulli, që të mos der-dhet gjella etj.
MRIZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vend i freskët e me hije ku kalojnë vapën bagëtia, mërzim; hije; koha e vapës më të madhe gjatë ditës, mesdita. *Pushojnë mrizeve. Mërzejnë në mriz. Bëjnë mriz bagëtia rn.it-*zejnë. *Rri mriz. mospërf.* a) rri pa punë, e kalon kohën kot, mërzen; b) rri si i hutuar a si përgjumësh.
MRIZOJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Mër-zej. *Mrizon bagëtia (grigja). Mrizon nën hijen e list! (buzë lumit). Mrizon dhentë.*
MRRAGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Mizë për-dhese; mizë lisi.
MRROL *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Vrenjt. *Mrroli vetullat (fytyrën).*
MRROLAN,~E *mb. krahin.* I. I vrenjtur, i zymtë (për njerëzit). *Burrë mrrolan.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MRROLEM *vetv. krahin.* Vrenjtem. *U mrrol në fytyrë. U mrrol qielli (koha).*
MRROLSHËM *ndajf. krahin.* Me fytyrë të ngry-sur, zymtë, vrenjtur. *Sheh (vështron, këqyr) mrrol-shëm. U përgjigj mrrolshëm.*
MRROLUR (i,e) *mb. krahin.* I vrenjtur. *Njeri i ntrrolur. Me ballë (me fytyrë, me Sy) të mrrolur. Rrinte i mrrolur.*
MRRUDH *kal.,* ~A, ~UR. Mbledh, rrudh. *Mrrudh veiullat (buzët).*
*k* E mrrudhi gojën nuk e hapi gojën për të folur. e mblodhi, e mbylli gojën. la mrrudhën gojën nuk e Ianë të fliste, ia mbyllën gojën.
RfilRUDHEM *vetv.* 1. Bëhem me rrudha, rru-dbem. *Iu mrrudh balli.*
2. Mblidhem lëmsh a kfuspull, tulatem. *U mrrudh i tëri.*
3. *vet. veta III. Pës. e* MRRUDH.
MRRUDHUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë rrudha-trudha, i rrudhur. *Me ballë të mrrudhur. Me vetulla tëmrrudhwa.*
2. I mWedhur lëmsh a kruspull, i tulatur.
MU i *pj.* Përdoret para një fjale a një togfja-lëi për të përcaktuar me mirë, për ta theksuar ose për ta bërë më të përpiktë vendin, kohën etj., atë që shprehet nga fjala a

nga togfjalëshi; pikërisht; ashtu. *Mu në fillim të librit. Mu në krye të dhomës. Mu në fund të enës. Mu në mes të qytetit (të sheshit, të ballit, të kraharorit, të ditës, të nates). Mu në kokë (në ze-mër). Mu në shenjë. Mu këtu (aty). Mu si (në) dasmë. Mu si luftë. Mu si i çmendur.*
MU ii *onomat.* Përdoret për të imituar britmën e lopës a të kaut kur muet. *Lopa bën mu.*
• Bën mu *bised.* është fare e qartë, duket sheshit, bie në sy menjëherë.
MUA *dhan., kallëz. e përem. vetor* UNË. *Me tha mua. Ma dha mua. Me bie (me përket) mua. Me ke mua. Pa mua do të shkosh? Është për mua.*
MUAJ,~I m. *sh.* ~; ~T. 1. Njëra nga të dymbë-dhjetë pjesët e vitit, e cila shërben si njësi për matjen e kohës; kohë prej rreth tridhjetë ditësh me radhë. *Muajin e ardhshëm (e shkuar). Muaji shkurt (ma}, gusht, tetor...). Muaji i parë (i dytë...) i vitit. Muajt e gjatë* muajt që kanë 31 dkë. *Muajin tjetër. Muajin4ë vjen (që shkoi). Këtë muaj. Çdo muaj. Muajt e pranverës (e verës, e vjeshtës, e dimrit). Një muaj si sot* pas tridhjetë ditësh duke filluar që sot. *Një muaj ditë* tridhjetë ditë. *Muaj për muaj. Java e parë (e dytë, e tretë, e katërt) e ntuajit. Dy here në muaj. Në fit lint (në fund) të ntuajit. Në muajin e parë (e shtatë) të barrës. Në muajin e lindjes. Iku (u mbush) muaji. Pushoi një muaj. Kaloi një muaj e gjysmë. Kthehet (shkon) pas dy muajsh. S'e zuri muaji (s'u mbush muaji). S'i mbushi gjashtë muaj. Po bën muajin (dy muaj, tre muaj). Dita m'u duk muaj* dita m'u duk tepër e gjatë.
2. Kohë prej tridhjetë ditësh (prej katër javësh) që i kushtohet dikujt a diçkaje ose gjatë së cilës zhvi-llohet posaçërisht një veprimtari e caktuar (shoqërore, politike, artistike, sportive etj.). *Muaji i librit (i shty-pit). Muaji i letërsisë. Muaji i pyjeve (i luftës kundër gërryerjeve). Muaj sulmi* muaj gjatë të cilit punohet me goditje të përqendruar për të kryer një detyrë.
Muaji I mjaltit muaji i parë i jetës bashkëshor-tore. Ato të muajit *euf.* gjakrat, të larat, zakonet.
MUAJSH,~E *fjalëform.* Pjesë e dytë e fjalëve të përbëra, që përdoret për të formuar mbiemra dhe që i përgjigjet nga kuptimi mbiemrit “mujor”; p.sh. nëntëmuajsh, shtatëmuajshe etj.
MUÇTT *jokal,* ~I, ~UR. Pellet, muet (lopa, kau).
MUÇITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *krahin.* 1. Ënj-tem, fryhent, mbufatem.
2. *vet. veta HI.* Mblidhet në një vend e s'ka nga të shkojë, nuk rrjedh (për ujin). *U muçit uji se s'ka ku të rrjedhë.*
•*k* Iu muçit zemra iu mbush zemra me maraz.
MUET *jokal.,* ~I, ~UR. Pellet, bën mu (lopa, kau).
MUF,~E *mb.* 1. I paarrirë, i papjekur, i pabërë mirë (zakonisht për fikun). *File muf. Nuk hahet muf.*
*1. fig. keq.* I papjekur nga mendja.
MUFKË *mb.* 1. I papjekur, muf. *Fik mufkë. Është mufkë. Mos i këput mufka.*
2. l rrumbullakët dhe i fryrë, bufkë; i mbushur, i shëndoshë (për njerëzit e kafshët). *Kish ca pata mufka.*
3. *fig.* I papjekur nga mendja, muf. *Është mufkë fare (nga trutë).*
4. *fig-* Që nuk del me përfundime të mira, që nuk sjell dobi, i pafrytshëm. *Doli mufkë edhe kjo punë.*
5. *Përa. em. f.* sipas kuptimeve 1-3 të mbiemrit.
6. if *em.* MUFKË,~A. *sh.* ~A, ~AT *keq.* Fja-lë, punë etj. që nuk është menduar mirë, diçka e papjekur. *Ç'janë këto mufka që thua (që bën)!*
MUFKOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR.. Sapo fillon të piqet (për fiqtë). *Jane mufkuar fiqtë.*
MUFT *ndajf. vjet.* Qclepir, qyl. *Ha (kërkon) muft.*
MUG,~U *m. sh.* MUGJE, MUGJET. Gjysmerrë-sira pas perëndimit të diellit ose pak përpara lindjes së tij, gjysmerrësirë e mbrëmjes ose e agimit; koha kur zë e ngryset ose kur zë e gdhin; muzg. *Mugu i nates (i mbrëmjes). Mugu po dendësohej. Erdhi (u \nis) në mug.*
MUGET *pavet.,* ~ (u), ~UR. Mugëllon. *Filloi të muget.*
MUGË,~A . 1. Mug, muzg. *Anë e mbanë mjegull e mugë. Ra muga.*
*2.* Ndriçimi jo i plotë i një sipërfaqeje, gjysmë-hije; kufiri ku drita përzihet me pjesët e errëta (në pikturë).
MUGËLL *ndajf.* Turbull, jo qartë, mugët. *Duket mugëll. E shoh mugëll. Është mugëll (koha).*
MUGËLLON *jokal,* ~OI, ~UAR. 1. *pavet.* Zë e ngryset ose zë e gdhin, sapo nis të erret ose të zbardhë, bie gjysmerrësira e mbrëmjes a zë largohet errësira e nates, muget. *Nisi të mugëllojë.*
*2.* Nuk ndriçon plotësisht qartë, e ka dritën si të turbullt, mezi i duket drita; sa ka filluar të duket a të dallohet, mezi shquhet në gjysmerrësirë. *Mugëlloi hëna. Mugëllojiië yjet. Po mugëllonin malet.*
MUGËSIRË,~A . Mugëtirë.
MUGËT (i,e) *mb.* 1. Që është gjysmë i errët, që s'është i ndriçuar mirë, që s'ka dritë të plotë; i turbullt, i murrët, i vrenjtur. *Ditë e mugët. Qiell i mugët. Rrugë të mugëta. Dritë e mugët. Shkëlqim i mugët.*
*2. fig.* I ngrysur, i zymtë, i vrenjtur. *Me fytyrë të mugët. Ishte (rrinte) i mugët.*
3. *fig.* Që s'kuptohet mirë a lehtë, jo i qartë; që s'është i përcaktuar mirë, i turbullt, i mjegullt. *Me-ndime (pikëpamje) të mugëta. Përgjigje e mugët.*
MUGËT *ndajf.* 1. Si mugëtirë, si gjysmerrësirë (në të ngrysur ose në të gdhirë); në kohën kur sapo ka filluar të erret ose të gdhihet. *Është mugët.*
2. Me dritë jo të plotë, jo qartë, zbehtë; veshur si me mjegull, marrtas, turbull. *Duket mugët. E shoh mugët.*
3. *fig.* Në mënyrë të tillë që është vështirë të kup-tohet, jo qartë, turbull. *Flet mugët. Ishte dhënë mugët mendimi (ideja).*
MUGËT,~IT (të) *as.* Mugëtirë. *Të mugëtit e mbrëmjes (e mëngjesit). Që në të mugët. Filloi (ra) të mugëtit.*
MUGËTIRË,~A . 1. Gjysmerrësirë fill pas perëndimit të diellit ose pak përpara lindjes së tij, gjysmerrësira e mbrëmjes ose e agimit, mug; koha kur zë e gdhin ose kur zë e ngryset, muzg. *Mugëtira e mbrëmjes (e nates, e mëngjesit). Ishte ende mugëtirë. Ra mugëtira. U be mugëtirë* u ngrys, u err. *U nis që me (në) mugëtirë. Ndaj mugëtirës u largua,*
*2.* Të qenët i pandriçuar mirë e si në mjegull, gjysmerrësirë. *Në mugëtirën e pyllit (e dhomës). Në mugëtirën e asaj dite (e asaj shtrëngate).*
3. *fig.* Gjendje e paqartë a e turbullt, mjegulli; njohja jo e mirë a jo e plotë e diçkaje, dije e pamjaf-tueshme, paqartësi. *Në mugëtirën e shekujve. Ishte në mugëtirë e s”dinte si të bënte. I mbuluar nga mugëtira mijëvjeçare.*
MUGULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Syth që shpër-then në degët e bimëve, bulë; filiz që posa ka mbirë, bisk që sapo ka dale nga sythi. *Mugujt e pemëve (e patateve). Fillon mugulli* mugullon.
MUGULLIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendjs sipas kuptimeve të foljes MUGULI.ON. *Mugullimi i barit (i fares).*

MUGULLON *jokal.,* ~ Oy~UAR. 1. Lë”shon syth a bulë, i shpërthejnë sythat; i dalin filiza nga sythet; fillon të mbijë, fillon të dale (bari, gjethi etj.). *Mugulluan pemët (drurët). Mugulloi i gjithë pylli. Mugulloi bari. Mugulloi fara.*2. Mbulohet me bar të njomë, vishet me gjelbërim, bleron (për një vend në pranverë). *Mugulluan fushat (malet).*

MUHABET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Bisedë, kuvendim; bisedë që bëhet për të kaluar kohën, për t'u zbavitur etj.; fjalë. *Muhabet i ëmbël (i qetë). Muhabet i gjatë. Muhabet i vjetër* bisedë, ngjarje, histori etj. e vjetër a e njohur prej kohësh. *Muhabet burrash. Në muhabet e Sipër. Vend muhabeti. I djegur për muhabet. Bëj muhabet me dike. U ndez muhabeti. Është* i *muhabetit* është i gojës, të mban me muhabet, di të bëjë muhabet, tërheqës. *Erdhi (ra) muhabeti* erdhi (ra) fjala. *Përse (ku) është muhabeti? Kam një muhabet me të. Filluan muhabetin. E zgjati muhabetin. Mbylle kite muhabet!* mos fol me për këtë çështje!, mos e zgjat me! *Na e prishi muhabetin. E bënë muhabet pazari* kanë folur poshtë e përpjetë për dike a për diçka. *Kur 2gjatet muhabeti, pakësohet bereqefi. fj.u.* fjalët e shumta janë fukarallëk, fjalëshumë e punë-pakë.

•*k* S'më hahet muhabeti *me dike* edhe *poh.* s'raë pëlqen shoqëria a miqësia me dike, nuk ma ka ënda të rri, të flas ose të kern marrëdhënie me të. Kam mo-habet *me dike* e njoh aq sa mund t'i kërko j diçka, kam pak miqësi me të. I pushon muhabetit *dikush shih te* PUSHOJ. E trashi muhabetin *shih tek* TRASH?. E zgjat muhabetin *me dike shih te* ZGJAT. Sa për t'u gjendur në muhabet (në fjalë) *shih te* GJEN-DEM. E bën muhabetin fjollë *shih te* FJOLLË. E pritën me muhabet deri në gju *d i k ë shih te* GJU,~RI. E sjell gajtan muhabetin *shih te* GAJTAN,~I.

MUHABETQAR,~E *mb. bised.* 1. I muhabetshëm, bisedar. *Plak muhabetqar.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Jshte muhabetqar i madh.*

MUHABETSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* Që të mban me muhabet, që di të bëjë muhabet tërheqës, bisedar.

MUHALEBl,~A . Ëmbëlsirë e lehtë si qull, që bëhet me niseshte ose me miell orizi, me sheqer e me qumësht, dhe që u jepet zakonisht foshnjave. *Mu-halebi e hollë (e trashë). Një pjatë muhalebi. I ushqejnë me muhalebi.*

MUHAMEDAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Mys-liman. *U bashkuan muhamedanët e të krishterët.*

MUHAMEDAN,~E *mb. fet.* Mysliman. *Feja muhamedane. Bota muhamedane.*

MUHAMEDANE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *fet.*

Myslimane.

MUHAMEDANIZËM,~MI *m. fet.* Myslimani-zëm.

MUHAR,~I *m. bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të gjatë deri një meter, me lulesë në trajtë kalliri e me gjethe të mbuluara me push, që mbin e rritet sidomos në orizore dhe misërore, që ngjitet rrobave si rrodhja dhe përdoret si ushqim për ba-gëtinë.

MUHAXHIR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Ai që largohet nga vendbanimi i tij, kur mbetet pa plang e pa shtëpi (nga një fatkeqësi, nga përndjekjet etj.) dhe që vete në një vend tjetër për të kërkuar strehim e mbrojtje; refugjat. *Turmat (karvanet) e muha-xhirëve. Iku si muhaxhir. U bënë muhaxhirë.*

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Fshatarët muhaxhirë. Grate muhaxhirë.*

MUJOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. Hedh poshtë ato që thotë kundërshtari ose dikush tjetër, rrëzoj; për-gënjeshtroj.

MUJOR,~E *mb.* Që zgjat një muaj, që kryhet a duhet të kryhet gjatë një muaji; i parashikuar për një muaj; që i përket muajit, i muajit; që del oseqë bëhet çdo muaj; që ndodh në krye të çdo muaji, i përmuajshëm. *Detyra mujore. Plani mujor. Ngarkesa mësimore mujore. Rroga (paga) mujore.*

MUJSHAR,~E *mb.* 1. Që përdor forcën për të shtrënguar një tjetër të bëjë diçka, që shpërdoron fuqinë a pushtetin për të sunduar me dhunë mbi të tjerët ose për të bërë atë që do vetë; dhunues.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

MUJSHI,~A . Force që dikush e përdor për të shtrënguar një tjetër të bëjë diçka, fuqi a pushtet që dikush e shpërdoron për të sunduar mbi të tjerët ose për të bërë atë që do ai vetë; dhunë.

MUJSHlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të foljes MUJSHOJ.

MUJSHOJ *kal.,* ~OVA, ~OAR. Përdor forcën për të shtrënguar një tjetër të bëjë diçka, shpërdoroj fuqinë a pushtetin për të sunduar me përdhunë mbi të tjerët ose për të bërë ç'dua unë; e detyroj dike me dhunë.

MUJZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël, më të cilën qeieshepunuesi rreh plisin për ta bërë qeleshe.

MXJKAJET,~I *m. bised.* Kujdes e interesim për diçka, përpjekje për të bërë diçka. *Mukajeti për pu-nën. Njeri me mukajet. Bëhet mukajet* tregon kujdes, shqetësohet e përpiqet për diçka, nuk e lë pas dore. *S'është i mukajetit* nuk ia hyn vetë një pune, nuk ve-pron vetë, duhet ta shtyjë dikush. *Mukajeti të lë pa martuar. shake.*

MUKAVA,~JA . *vjet.* Karton.

MUKON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Muet (për lopën kur ndjell viçin).

MUKOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cipë e hollë, e përbërë nga një lëndë e bardhë dhe e tejdukshme, që vesh faqet e brendshme të disa organeve të trupit. *Mukoza e gojës (e syrit, e hundës, e mitres, e zorrëve). Mahisja (skuqja) e mukozës.*

MULAT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që lind nga bashkimi i një zezaku a i një zezakeje me një të bardhë.

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Burrë (djalë) mulat. Vajzë mulate.*

MULAT E,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MULAT,

MULIÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shenja që lë lija në lëkurë, shaharr. *Muliçkat e Use.*

MULINE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Fije pambuku me shkëlqim dhe në ngjyra të ndryshme, që përdoret për të qëndisur; masur, lëmsh ose këmbëz me fije të tilla. *Muline e kuqe (e verdhë, e gjelbër). Qëndis me muline.*

MULL, ~ I *m.* Mullë. Cull e mull (me cull c me mull) *shih te* CULL,~I.MULLA,~I *m.sh,* ~, ~TË *vjet.* Titull që i jepej atij që ndiqte mësimet në medrese ose një shërbyesi të thjeshtë në kultin mysliman; boxhë me shJcollë. *Ubëmulla.*

MULLAC,~E *Mb.* 1. *keq.* Që ka vënë bark, barkmadh. *Burrë mullac.*

2. I buhavitur a i fryrë uë fytyrë; me trup të trashë.

MULLAÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bërdokëll a xhungë në trungun ose në degët e drurëve.

MULLAFARË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shufër e trashë që e përdorin argjendarët si vegël për të zgje-ruar a për të ngushtuar rrethin e unazave.

MUIXAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Grumbull i madh bari, kashte etj., që është ngjeshur mirë dhe është vendosur në trajtë koni rreth një strumbullari për ta ruajtur për dimër si ushqirn për bagëtinë. *Mullar bari (kashte, dushku). Në mqfë të mullarit. Bëjnë mullar. E vënë barin ntullar. U dogjën mullarët. V fsheh pas mullarit.*
2. Grumbull a tog i madh dheu, rëre etj., i cili vjen në krye me majë. *Mullar rëre (dheu).*
^ E bëjnë ujin mullar nxjerrin kripë, bëjnë togje kripe nga uji i detit. S'bën macja mullar j7.u.mos prit punë a përfundime të mira nga një njeri i pazoti, s'të zgjidh dot gjë një njeri i paaftë. la vuri majën mullarit e çoi punën deri në fund, e kreu ashtu si du-het; e zgjidhi diçka drejt. Kërkon gjilpërën (qimen) në mullar (në kashte, në bar) *shih te* GJILPËRË,~A. Kur m'u dogjën jnullarët, njoha miqtë e kumbarët *fj'.u.* miku a shbku i vërtetë njihel kur jemi në gjendje të vështirë, kur na kanoset një rrezik.
MULLARTHI *ndajf.* Duke u sjellë me vrap rreth e përqark, duke vrapuar si kali në lëmë; rreth e rro-tull. *Vinin pulat mullarthi.*
Erdhi mullarthi *me dike* u soil vërdallë pas tij, e mundoi shumë.
MULLENJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Më-llenjë.
MULLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised. 1.* Stomak; plëndës; bark. *Me mullë të madhe (të fryrë). Dhjami \i mullës. E mbushi mullën. I çau mullën. I dhemb mulla. I ka rënë (i ka shkarë) mulla. I ra në mullë. Hëngri sa i plasi mulla.*
*]* 2. Mullëz. *Mulla e viçit (e qengjit, e kecit). Një luge me mullë.*
•*k* Zuri mullën hëngri pak sa të thyej urine. I është bërë mullë në bark i është ngjitur nga pas e s'i ndahet (i është qepur e po e mërzit vazhdimisht). I është qepur mulla për shpine s'ka ngrënë asgjë, e ka barkun fare bosh, i është bërë barku petë.
MULLËMADH,~E *mb.* 1. Barkmadh. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (kryesisht për njerëzit). *S'ka të ngopur mullëmadhi (mullëmadhja).*
MULLËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e katërt dhe e fundit e plëndësit të përtypësve. *Mullëza e viçit (e lopës). Mullëza bagëtish. I heqin mullëzën kecit (qengjit).*
*2.* Tharm që nxirret duke e regjur në ujë mullën e tharë të qengjit, të kecit a të viçit të vogël pirës dhe që shërben për të zënë djathë. *Zë djathin me mullëz. I hedh mullëzën qumështit.*
3. *bised.* Stomaku i njeriut, mullë; bark. *Vuan (hëq) nga sëmundja e mullëzës. I shtypi mullëzën.*
• Kështu e ka zënë mullëzën kështu ka lindur, kësh-tu është ngjizur; kështu është rritur e kështu vazhdon të jetojë, këtë jetë ka bërë e kështu është mësuar që në fillim.
MULLËZAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fëmijë e pa-zhvilluar, e rrëgjuar.
MUIXl,~Rl *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Makinë e thjeshtë për të bluar drithë, që përbëhet nga pa-jisje të ndryshme, si edhe nga dy gurë të mëdhenj, të sheshtë e të rrumbullakët, të vënë njëri mbi tjetrin, nga të cilët i sipërmi lëviz me anë të fuqisë së ujit, të erës a me motor; ndërtesa me një makinë të tillë ku bluhet drithi. *Mulli drithi. Mulli me ujë (me erë, me motor). Dishta (mokra, çakallja, gryka, penda) e mullirit. Koshi i mullirit. Gurët (mokrat) e mullirit, E bloi në mulli. Shkoi në mulli.*
*2.* Makinë e posaçme me pajisjet e nevojshme, që shërben për të shtypur, për të thërrmuar a për të bluar diçka (gurë, ullinj etj.). *Mulli vaji* mulli ku shtypen ullinjtë e nxirret vaj. *Mulli mineralesh. Mulli me çekiçë për bluarjen e ushqimeve të ashpra (për shtypjen e qymyrgurit). Çekanët e mullirit.*
3. Vegël e posaçme, që zakonisht vihet në lëvizje me dorë dhe shërben për të bluar kafe, pipër etj. *Mulli dore. Mulli kafeje (piperi, orizi).*
4. Pjesë e revoles, në trajtën e një cilindri e me vende të caktuara për fishekët, e cila rrotullohet pas çdo shkrehjeje për të sjellë në grykë fishekun e ra-dhës. *Revole me mulli.*
• Flet në mulli *mospërf.* nuk ia dëgjojnë fjalën, këshillën etj.; s'ia vë veshin askush, i shkojnë fjalët kot. Është gur mulliri a) është shumë i rëndë; b) është shumë i forte. Si mulliri me pellg here e bën një gjëe here jo. Ra si pula në mulli (në grurë) *shih te* PULË, ~A.Të lirit e të mullirit *shih te* LI,~RI. S'bluan me ai mulli shkoi evajti ajo kohë, iiku koha dikujt a diç-kaje dhe nuk është me në gjendje të punojë. Grin (bluan) si mulliri pa kokrra *shih te* KOKËRR,~RRA. Sikur është zënë në mulli *mospërf.* thuhet për dike që nuk pushon së foluri ose që është llafazan i madh. S'e ha guri i mullirit *shih te* GUR,~I. Çon (shpie) ujë në mullirin *e dikujt shih tek* UJË,~I. I ka ardhur ujë në mulli *dikujt shih tek* UJË,~I. U be ieku gur mulliri ishte shumë e vështirë që të nxirrje lekun në atë kohë, s'fitohej lehtë paraja. I lëshon shumë ujë mullirit *mospërf. shih te* LËSHOJ. Ai mulli s'e bluan dot atë miser s'është i zoti dikush, s'është i aftë për atë punë. Mulliri bluan me aq ujë sa ka *fj.u.* s'mund të bëhet diçka jashtë fuqive, jashtë mundë-sive etj., secili bën aq sa ka mundësi. Rush vete në mulli doemos do të përmiellet *fj. u.* s'mund të rrish pa marrë pjesë në punën, në jetën, në veprimtarinë, në shqe-tësimet etj. të mjedisit që të rrethon; në qoftë se pra-non të bësh një punë, atëhere do të pranosh edhe pa-sojat e saj.
MULLIBARDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Lloj mëllenje me kurriz të murrmë si në ngjyrë të ullirit, me gushë dhe bark në të bardhë e me njolla të errëta, që këndon bukur e ka mish të shijshëm.
MTJLLlS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I zoti i mullirit ose ai që punonte në mulli për bluarjen e drithit; punëtor i përgatitur që punon në mulli dhe kujdeset për mirëmbajtjen e tij. *Mullisi i fshatit. Zanati i mu-llisit. Punon si mullis.*• Secili të vetën, mullisi të ujit (secili ka hallin e vet, kurse mullisi të ujit) secili ka hallet e shqetësimet e veta; gjithkush sheh hallin e vet.
MULLITHI *ndajf.* Duke u sjellë rreth e rrotull, mullarthi. *Vjen mullithi.*
MULLIUJËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Më-llenjë me ngjyrë të murrrae e me sqep të gjatë, që iron anës lumenjve dhe ushqehet me peshq të vegjël; rau-llizezë uji, mëllenjë sqepgjatë.
MULLIZEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Më-llenja e zakonshme. *Dintrit këndojnë mullizezat.*
MULLOS *kal., ~l, ~UR (me një trajtë të shkuriër të përemrit vetor në r. kallëzore) bised.* Me fryn bar-kun (të ngrënët a të pirët e tepërt). *Uji i tepërt të mullos.*
MULLOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised.* 1. Me fryhet barku nga të ngrënët a nga të pirët e tepërt, me fryhet mulla kur ha a pi shumë. *U mullos së ngrëni.*
2. Ënjtem, fryhem, buhavitem. *lu mullosën këmbët (nga plaga, nga sëmundja). I janë mullosur sytë (nga gjumi, nga pagjumësia). Ç'je mullosur kështu?*

MULLOSUR (i,e) *mb. bised.* I ënjtur, i fryrë, i buhavitur (për trupin dhe pjesët e tij, sidomos për fytyrën e për sytë). *Me fytyrë (me sy) të mullosur. U gdhi i mullosur. Ndenji dy ditë i mullosur, nga që e kishin ngrënë g>erëzat.*
MULLOSH,~E *mb. mospërf. bised.* 1. Që e ka barkun të madh e të fryrë, barkmadh, mullëmadh. *Burrë mullosh. Grua mulloshe.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MUMIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Kufomë njeriu e balsamosur a e tharë në mënyrë të tillë që të mos prishet për një kohë të gjatë. *Mumie e vjetër. Mu-miet e faraonëve. Mumiet e Egjiptit. I thatë si mumie. Rri si mumie* rri pa lëvizur; rri si i ngrirë, sikur s'është i gjallë.
2. *fig.* Njeri, të ci:it i mungon gjallëria, që mezi lëviz a që rri si i ngrirë. *Është mumie.*
MUND,~I *m.* 1. Mundimi e përpjekja që bëjmë për të kryer një punë zakonisht të rëndë, për të ka-përcyer një vështirësi etj.; punë e madhe ose e rëndë që të lodh, diçka e vështirë që të mundon. *Me mund të madh. Kërkon mund e djersë. S'ia vlen mundi. S'i shkoi mundi kot. E shpërbleu mundin.*
2. Fryti i punës e i përpjekjeve që ka bërë dikush. *Mundi i popullit. Ma gëzofsh mundin! I rrëmbeu (i grabiti) mundin.*
MUND i *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Kam fuqi, zo-tësi, aftësi etj. për të bërë një punë a një veprim, jam në gjendje të kryej a të arrij diçka; e kam në dorë ta bëj diçka; jam i zoti a i aftë për diçka; mundem. *Po të mundësh, eja (rri) ! Sa mund, aq bëj. Ndihmuan me ç'mundën. Bëri (piu, hëngri) sa:nundi. Foli ç'mundi. Kush mundi, mori. Fie (ha) ku të murulë* fle (ha) pa pyetur se ku, pa e zgjedhur vendin, ku të ketë mun-dësi, ku t'i jepet rasti. *S'mund me.*
*2. (zakonisht me pjesëzat mohuese* s, nuk *dhe* mosj. Jam pa qejf, s'jam mirë me shëndet, jam sëmurë. *Nuk para mund. Sot s'mund.* D *Si je ? — Me dhemb koka, nuk mund.* Q
3. *kal.* Përdoret si folje gjysmëndihmëse me vlerë modale, zakonisht në trajtën e vetës së tretë të numrit njëjës, për ta paraqitur si të mundshme a si të le-
jueshme atë që shpreh folja ose fjalia e mëpasme; mundem. *Mund të hajë (të pijë) vetë. S'mund ta bëj (ta them, ta tregoj). S'mund të duronte (të priste) me. S'mund të lejohet (të pranohet). Mundi të shpëtonte. Mund të niset nesër a pasnesër. Mund të ketë ardhur. Mund të jetë kështu. U largua pa muiidur të takohej me të.*
•*k* Aq mundi, aq shkundi *shih te* SHKUND.
MUND ii *kal.,* ~A, ~UR. 1. E vë poshtë dike, e vë nën vete, dal fitimtar mbi të në një ndeshje, në një luftë etj.; mposht. *E mundi armikun (kundërshta-rin). I mundem në luftë. I mundën në futboll (në shah). E mundi me pike. Dy mace mundin një ari. fj. u.*
2. *kal.* Nuk e lë diçka të me thyejë a të me mposhtë, nuk dorëzohem, nuk jepem para diçka je, por i qën-droj dhe ia nënshtroj vullnetit tim; e përballoj dhe e kapërcej diçka; e mposht, e shtyp; *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore)* me dobëson, me ligështon, me mposht a me thyen diçka e rëndë a e keqe (një sëmundje, një fatkeqësi, një ndjenjë e rëndë etj.). *E mundi hidhërimin (dësh-përimin, dhembjen). E mundi gjumin. E mundi sëmun-djen. I mundën fatkeqësitë (vuajtjet). Me mundi gjumi (lodhja). E mundi sëmundja. Trim është ai që:nund veten. fj. u.* trim është ai që mposht dobësitë e veta, veset etj. *E mundën vështirësitë (vuajtjet, mundimet).*
MUNDAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që mundohet shumë për të kryer një punë a për të bërë diçka; ai që mundohet shumë, po nuk ka ndonjë dobi të madhe nga puna që bën, ai që punon shumë, por pa fryt.
MUNDAQ,~E *mb.* 1. Që mundohet shumë, që lodhet nga një punë e rëndë etj.; mundqar. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. MUNDBJERRË *mb.* Mundimhumbur.
MUNDEM i *vetv.* 1. Kam fuqi, zotësi, aft-:si etj. të bëj diçka, jam në gjendje të kryej, të plotësoj a të arrij diçka; mund. *Po të mundem, do të nisem. Me sa mundet, nuk kursehet. Deshi të kthehej, po s'mundi. S'mundemi me.*
2. *shih* MUND 13. *S'mundemi të rrimë pa punuar. S'munden të shkojnë.*
3. *pavet.* Është e mundshme.
4. *vet. veta III përd. pj.* Ndoshta. □ — *Kështu ka ndodhuri — Mundet.* □
MUNDEM 11 *vetv.* 1. Ndeshem trup me trup me dike, duke u kapur për mesi, për qafe etj. dhe për-piqem ta vë poshtë, bëj mundje me dike. *?.Iundej me moshatarët.*
*2. fig.* Hahem me dike e përpiqem t'ia kaloj në një punë. *Nuk mundet dot ai me të.*
3. *Pës. e* MUND $_{n}$.
MUNDp RR,~RRA . Fundërri a Hum vaji, gjal-pi, mjalti etj.
MUNDËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka dale fitues mbi një tjetër në një ndeshje, në një luftë etj.. ai që ka mundur dike. *Kush është mundësidhe kush i munduri?*
*2. sport.* Sportist i përgatitur për mundje, ai që bën ndeshje mundjeje. *Mundës i peshës së lehtë (i peshës së rëndë).*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit.MUNDËSl,~A. *sh.* ~, ~TË. I. Të qenët i mund-shëm, të qenët i zbatueshëm, j plotësueshëm, i le-jueshëm, i pranueshëm etj.; *kund.* pamundësi. *Nuk përjashtohet mundësia e jetës në yllin Mars. Ka mundësi* është e mundshme; ka të ngjarë.
2. *kryes. sh.* Tërësi rrethanash a kushtesh të vo-litshme që e bëjnë të mundshme diçka; rast i volit-shëm për të bërë diçka; tërësia e mjeteve, e forcave, e burimeve materiale ose e aftësive mendore e morale që na Iejojnë të kryejmë diçka. *Mundësi të mëdha, Mundësi ekonomike (materiale, financiare, teknike). Mundësi të panjohura (të pashfrytëzuara, të papara-shikuara). Mundësia e vetme (e fundit). Mundësitë e pakrahasueshme të sistemit socialist. Jane (Jane krijuar,* i *kemi, iu dhanë, u shfrytëzuan) të gjitha mundësitë. Kjo jep (krijon) mundësi për të ecur përpara. Secili sipas mundësi ve, secilit sipas punës.*
3. *filoz.* Kategori që pasqyron zhvillimih dialektik të botës objektive, shkaqet dhe etapat e ndryshme të lindjes e të zhvillimit të sendeve e të dukurive; prirje e caktuar në procesin e zhvillimit të një sendi a të një dukurie, që lirtd gjithnjë nga një shkak dhe që mund të arrihet nëse jane kushtet e nevojshme. *Mundësi reale* mundësi që i ka të gjitha kushtet e nevojshme të realizohet. *Mundësi abstrakte* mundësi që nuk mund të shndërrohet në realitet, sepse mungojnë parakushtet për realizimin e saj. *Mundësi objektive. Mundësia u kthye (u shndërrua) në realitet.*
MUNDËSlSHT *ndajf.* Po të jetë e mundur, po të ketë mundësi; me sa është e mundur, aq sa është e mundshme. *Mundësisht i thoni (e njoftoni). Lar-gohuni më tej,*

*mundësisht. Mundësisht të jenë të gjithë. Mundësisht vendoseni këtu. Mundësisht sa me shpejt (sa me afër).*

MUNDËSOHET *vetv.* Bëhet e mundshme diçka, krijohen mundësitë e nevojshme për diçka. *Mundë-sohet krijimi (zhvillinti) i diçkaje.*

MUNDËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj të mundshme diçka, krijoj mundësitë e nevojshme për diçka. *Mundëson lindjen (rritjen) e diçkaje.*

MUNDËSOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. *shih* MUNDËS,~I i.

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.

MUNDlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MUNDOJ, MUN-DOHEM.

2. Përpjekje e madhe trupore e mendore për të arritur diçka, për të kryer zakonisht një punë të rëndë, të lodhshme a të vështirë; lodhja që vjen nga kjo përpjekje; mund. *Mundim i madh. Ka (do) shumë mundim diçka. S'ia vlen mundimi. I shkoi (i vajti) mundimi kot (dëm, huq). Bëj mundim!* mundohu; përpiqu! *S'merr mundimin të bëjë diçka* nuk i hyn fare një pune; s'mundohet fare, asqë përpiqet të bëjë diçka. *Vë dike në mundim* e detyroj dikëtë bëjë një p^inë për mua, i kërkoj një shërbim, e mundoj.

3, *zakon. sh.* Vuajtje trupore e shpirtërore që kri-j0jnë për dike një gjendje të rëndë; hidhërime, bren-ga e dhembje që na shkakton dikush a diçka. *Mundimet e prindërve. Mundimet e atdhetarëve të Rilindjes. Arugë me (plot) mundime. Hoqi mundimet e dynjasë. Jetoi (vdiq) me mundime.*

MUNDIMHUMBUR *mb.* Që i ka shkuar a i shkon mundimi kot, që punon e përpiqet pa dobi.

MUNDIMMADH,~E *mb. 1.* Që ka hequr e ka vuajtur shumë, që ka kaluar mundime të mëdha. *Popull mundimmadh.*

*1.* Që kërkon mundim për t'u arritur, që bëhet me mundim të madh, lodhshëm. *Punë mundimmadhe.*

3. *Përd. em* sipas kuptimit 1 të mbiemrit (për nje-rëzit).

MUNDIMPLOTË *mb.* Që të bën të heqësh a të vuash shumë, që kërkon shumë mundim; që është plot mundime. *Jetë mundimplotë.*

MUNDIMSHËM (i), ~ME *(t)'mb.* 1. Që të lodh; që kërkon punë të madhe, përpjekje, durim etj.; që bëhet me mundim, që të mundon; i vështirë. *Punë e mundimshme. Lëvizje (përpjekje) të ntundimshme. Bisedim i mundimshëm.*

*2.* Që sjell vuajtje, shqetësime, dhembje etj., që të bën të vuash; që është mbushur plot me mundime, që të mundon. *Lindje e mundimshme. Vdekje e mundimshme. Jetë e mundimshme. Rrugë e mundimshme. Ditë (natë) e mundimshme. Vite të mundimshme.*

MUNDIMTAR,~E *mb.* Që sjell vuajtje, shqetësime, dhembje etj., që të mundon; i mundimshëm.

MUNDlMTË (i,e) *mb.* I mundimshëm.

MUNDJE,~A. 1. Veprimi sipas kuptimeve 1,2,4, 5,6 të foljes MUND dhe sipas kuptimeve 1,2,4,5 të foljes MUNDEM. *Mundja e armikut (e kundërshtarit). Mundja e hidhërimit (e dëshpërimit). Mundja dhe së-mundja.*

*2.* Ndeshje trup me trup; *sport,* ndeshje trup me trup sipas rregullave të caktuara ndërmjet dy spor-tistëve të përgatitur për këtë qëllim; sporti i ndesh-jeve të tilla trup me trup. *Mundje e lire. Mundje kla-sike. Mundja vendçe (popullore). Qilimi i mundjes. Gjyqtari i mundjes. Bënte mundje me shokët.*

MUNDOHEM *vetv.* 1. Përpiqem të kryej një punë të vështirë, të arrij diçka që do mund, lodhem në një punë të rëndë etj.; përpiqem mjaft për t'ia dale mbanë një pune, bëj çmos për t'ia dale në krye. *U mundua shumë (kot). Përse je munduar? Do të mundohem ta bëj (ta mbaroj). S'u lodhe sot, do të mun-dohesh mot. fj.u. Kush mundohet t'i bëjë varrin tjetrit, bie vetë brenda. fj.u.*

*2.* Heq vuajtje të mëdha trupore e shpirtërore; heq dhembje të mëdha; e kaloj jetën me përpjekje e me mundime. *Është munduar tërë jetën. U mundua gjatë lindjes. U mundua në vdekje.*

3. *Pës. e* MUNDOJ.

MUNDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E vë dike të bëjë një punë të rëndë, që kërkon përpjekje, durim etj.; e detyroj dike të bëjë një punë të mundimshme; e lodh shumë. *E mundoi shumë. E mundoi puna (rruga, e përpjeta).*

*2.* Bëj që dikush të vuajë shumë, të heqë mundime trupore e shpirtërore etj., e sfilit dike. *E munduan shumë. E munduan me tortura. E mundoi sëmundja. E mundon kot veten.*

3. *vet. veto III (zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* Me bën të vuaj, me shqetëson shumë; me bren; me vret shpirtin. *E mundon faji që ka bërë. E mundon dyshimi (frika). Ç"ju mundon?*

MUNDQAR,~E *mb.* 1. Që mundohet shumë, që lodhet në punë të rënda; që lodhet e këputet pertë siguruar diçka. *Grua mundqare. Popull mundqar. Ish mundqar.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nie-rëzit).

MUNDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që mund të bëhet, të arrihet, të plotësohet a të zbatohet; që mund të ndodhë, që mund të jetë në disa kushte e rrethana të caktuara; që mund të lejohet a të pranohet. më të *gjitha mjetet (forcat) e mundshme. Marrëveshje e mundshme. Zgjidhje e mundshme. Sulm i mundshëm. Armiqtë e mundshëm. Është plotësisht e mundshme. Mori të gjitha pikët e mundshme. Bëri gjithçka të mundshme.*

2. Që kërkon mund, i mundirnshëm. *Punë e mundshme. Udhëtim* i *mundshëm.*

3. *si em.* ~ME, ~MJA (e) . Diçka që mund të bëhet, e mundura. *Bëri të mundshmen dhe të pa-mundshmen* bëri përpjekje të jashtëzakonshme, bëri gjithçka që mund të bëhej.

MUNDSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E qortoj dike me fjalë të ashpra aq shumë sa e ligështoj, e vras me fjalë. *E mundshtoi shumë shokun (të birin).*

MUNDUAR (i,e) *mb.* 1. Që është lodhur e është rropatur shumë, që është munduar (në punë).

2. Që ka vuajtur shumë, që ka kaluar vuajtje e hidhërime të mëdha, që është munduar gjatë jetës; i vuajtur. *Njeri i munduar.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Ngri-huni ju, o të munduar!...*

*k* I veçuari, i munduari *fj.u.* kush ndahet nga sho-kët është i pafuqishëm e vuan, bashkimi bën fuqinë.

MUNDUR (i,e) *mb.* 1. Që ka humbur ndeshjen, luftën etj., që është nënshtruar, që është mundur. *Shtet i mundur. Futji e mundur. Pala e mundur. Skuadra e mundur. Kush doli i mundur? U tërhoq (u largua, iku)* i *mundur.*

2. Që mund të bëhet, i mundshëm. *S'është e mundur. Në qoftë e mundur...* po të ketë mundësi. *Sa të jetë e mundur me shpejt. Bëj ç'është e mundur* bëj gjithçka që mund të bëhet.

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Të mun-durit ikën.*
MUNDZt, ~ZEZË *mb.* Që i ka shkuar mundimi kot, mundimhumbur. *Grua mundzezë.*
MUNGADE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET *fet., vjet.* Ku-vend murgjish. *Mungade e vjetër. U fsheh në mungade.*
MUNGESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mosqenia e dikujt në një vend të caktuar; gjendja kur dikush nuk është i pranishëm në vendin e në kohën e caktuar; shënim që vihet në dokumente të posaçme, kur dikush nuk paraqitet a nuk ndodhet në kohën e caktuar në vendin e punës, në mësinl etj. *Mungesë e ar-syeshme (e paarsyeshme). Mungesa të shumta. Mun-gesa e tij në mbledhje. RegjiJtri i mungesave. Shkaku i mungesës. Në mungesë të dikujt* kur dikush mungonte. *Dënim në mungesë. drejt.* dënim që i je-pet dikujt pa qenë ai vetë i pranishëm në gjyq. *E zgjodhën në mungesë. E ndiejmë mungesën e dik uj t. Nuk ka mungesa të shumta. Shënon (mban) mungesat. S'bën mungesa* nuk mungon.
2. Gjendja kur diçka mungon, nuk duket, nuk shfaqet etj. (një dukufi, një tipar etj.); gjendja kur diçka nuk është e plotë a në shkallën e duhur. *Mungesa*
*e qartësisë (e zotësisë, e aftësisë, e zgjuarsisë). Mungesa e dëshirës (e vullnetit, e durimit, e rregullit, e organizimit, e disiplinës). Mungesë kulture (edukate, takti).*
3. Gjendja kur sendet, lëndët etj. nuk janë në sa-sinë e caktuar ose në sasi të mjaftueshme; patnjaf-tueshmëri e diçkaje që na duhet, nevojë që kemi për diçka; diçka që na mungon. *Mungesa të përkohshme. Mungesa e lëndës së parë (e municioneve, e materia-leve). Mungesë të hollash (mjelesh). Mungesë forcash. Mungesë shiraih. Mungesë shkollash (spitalesh). Nuk kemi asnjë mungesë* s'na mungon asgjë. *Plotësuan mungesat.*
4. E metë, dobësi. *Mungesa të mëdha (të theksuara). Mungesa subjektive (objektive, organizative). Mungesat miku-mikut ia duron. fj.u.*
5. *gjuh.* Elipsë.
MUNGESOR,~E *mb. gjuh.* Që nuk i ka të gjitha gjymtyrët (për fjalinë) ose trajtat (për lakimin a për zgjedhimin), i paplotë. *Lakim mungesor i emrave. Fjali mungesore.* fjali e paplotë.
MUNGESTAR,~JI m. *sh.* <-'Ë, ~ËT. Mungues.
MUNGIM,~I *m.sh.* —E, •—ET *vjet. shih* MUN-
GESË,~A.
MUNGOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Nuk ndo-dhem pranë dikujt a diçkaje në kohën e caktuar, nuk jam i pranishëm në një vend në kohën e duhur. Sa *mungojnë? Kush mungon? Mungon me arsye. Mungonte në punë (në shkollë, në mbledhje). Mungoi disa ditë. S[1] mungon kurrë. Mungonte shp:sh (rrallë, gjith-monë).*
2. *vet. veta III.* Nuk gjendet fare ose nuk është në sasi të mjaftueshme; nuk mjafton diçka që është e nevojshme; *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore)* s'e kam fare (për diçka të nevojshme); e kam në sasi të pamjaftueshme. *Mungonte buka (uji). Mungonin ushqirrtet (drithërat, ilaçet, municionet). Mungonte lënda e pare. I mungonin parole (mjetet). Mungonin rrugët. Halla di të bëjë byrek, po i mungon mielli. fj.u.* thuhet për dike që është i zoti për një punë, po nuk ka mjetet e nevojshme.
3. *vet. veta HI.* Nuk është, nuk vihet re a nuk haset (një send, një dukuri, një veti etj.); është mangët; *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore)* nuk e kam (për diçka që duhej ta kisha); nuk e kam diçka të plotë, e kam mangët a jo në shkallën e duhur. *mungon qartësia. Mungonte mirëkuptimi. Mungonte organizimi (disiplina, rregulli). I mungojnë këmbët e pasme. I mungon zotësia (aftësia, zgjuarsia). Nuk i mungon dëshira (vullneti, arsyeja, durimi). V mungojnë forcat (fuqitë). I mungonte përvoja (arsimi përkatës). Na mungonte udhëheqja.*
4. *kal.* Lë diçka mangët, lë diçka pa bërë; i shman-gem. *Nuk shtonte as mungonte gjë* e tregonte ashtu siç kishte ndodhur, pa shtuar e pa hequr gjë.
I mungon një dërrasë *shih te* DËRRASË,~A. I mungojnë dhitë *shih te* DHI,~A. Nuk i mungon asnjë crime *shih te* QIME,~-JA.
MUNGUES,~I *m. sh. ~,* ~>IT. Ai që mungon në një vend në kohën e caktuar. *A kishte shumë mungues?*
MUNICION,~'I m. *sh.* ~E, ~ET *usht.* Tërësia e predhave të ndryshme ose materialet luftarake për armët e zjarrit (granata, bomba, mina etj.). *Municioni paktë (i shumtë). Municioni i çetës (i kompanisë). Depo municioni. Arka me munition. Pa armë e pa mu-nicion. U pajisën me munition. Iu mbarua municioni.*
MUNK,~U *m.* Munku i grurit *bot.:* kllogjër.
MUNXË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Shenjë që bëhet me pëllëmbë të hapur drejt dikujt për t'i shpre-hur përçmimin a mospërfilljen, për ta përqeshur, për ta share a për ta raallkuar; pace. *dha (i ktheu) munxët dikujt* e munxosi. *mbeçin munxët nga prapa! mallk.* e munxofshin!
*ir* I dha munxët e përzuri me mospërfillje a me per-buzje, i dha duart.
MUNXOS *kc-l.,* ~A, ~UR *bised.* 1. I jap munxët dikujt.
2. E shaj ose e mallkoj dike a diçka. *Munxosnin zotin (qiellin).*
3- Nuk e përfill dike a diçka; e dëboj me mospërfillje a me përbuzje, i jap duart; i kthej krahët; e kundërshtoj me mospërfillje. *Të gjithë e munxosën.*
MUR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ndërtim i gjatë e i ngushtë me tulla, me gurë a me qerpiçë, të lidhur zakonisht me llaç, me baltë etj. ose thjesht prej betoni që:ngrihet lart mbi themelet dhe që përbën pjesën anësore të një ndërtese ose shërben për të ndarë dho-mat, për të rrethuar një oborr a një kopsht etj. *Mur i trashë (i hollë, i forte, i lartë, i ulëtj. Mur i thatë ndërt.* mur i bërë vetëm me gurë, pa llaç, pa baltë, pa çimento etj. *Mur ndarës* mur ndërmjetës. *Muri rrethues. Mur mbajtës (mbrojtës). Mur guri (tulle, qerpiçi). Muret e dhomës (e shtëpisë, e ndërtesës). Muri i oborrit (i kopshtit, i pusit). Trashësia (gjatësia, lartësia) e murit. Faqja e murit. Sahat muri* Iahat që varet në mur. *Gazetë muri. Bëj (ngre, ndërtoj) mur. Lyej (ndreq) muret. Rrethoj me mur. Shemb muret. Përforcoj murin. Ra (bëri bark) muri. V prishën (pla-sën) muret. Hipi (u ngjit) mbi mur. Kapërceu murin. U ul rrëzë murit. U fsheh pas murit. Ra nga muri.*
*2.* Ndërtim i lartë e i trashë mbrojtës rreth një qyteze, një kodre etj. *Muret e kështjellës (e kalasë). Nën muret e Krujës.*
3. Faqja anësore e një kanali, e një galerie etj. *Mure anësore (gjatësore). Muret e kanalit ( e galerisë)*
4. Faqja anësore e zgavrës së një organi të trupit; cipa e hollë në pjesën e brendshme të një organi. *Muret e enëve të gjakut (e barkushesj. Muri i tra-kesë. Sëmundja ka prekur muret e organit.*

5. *fig.* Varg i ngjeshur a radhë e shtrënguar nje-rëzish, sendesh etj., të vendosur shumë pranë njëri-tjetrit, që përbëjnë një mburojë ose një pengesë të forte për dike a për diçka. *Mur i forte (i ngjeshur). Mur njerëzish (makinash). Mur lojtarësh. sport,* rresht lojtarësh që zënë vend, në një largest të caktuar, njëri me tjetrin, kur kundërshtari gjuan topin (në futboll).

*6. fig.* Diçka që pengon arritjen a plotësimin e një pune, pengesë e forte për dike a për diçka. *Mur i pakapërcyeshëm. Muri i heshtjes. Shembi murin e së vjetrës. I ndante një mur. Vunë një mur midis tyre.*

•*k* Fol me murin (nuk flitet me murin) thuhet kur kemijtë bëjmë me një njeri shumë kokëfortë a shumë mendjemadh që nuk merr vesh a nuk ua vë veshin fare fjalëve të të tjerëve. Nuse për mur (nuse muri) nuse që i rri mikut ose burrit me këmbë dhe që ben çfarë; i thotë ai, nuse e qëmoçme. S'ka dale jashtë mureve të shtëpisë (të zyrës) s'ka dale në jetë, nuk
është futur në jetë, nuk e njeh jetën e gjallë; nuk
është i lidhur me njerëzit, nuk interesohet për punë
të tjera përveç punëve të veta a të qendrës së tij të
punës. Heq (vuan) si miu në mur (si gjarpri nën gur)
*shih te* GJARPËR,~RI. Është mbyllur brenda (ka-
tër) mureve *të shtëpisë (të zyrës etj.)*
rri vazhdimisht brenda, nuk e njeh jetën e gjallë,
nuk është i lidhur me njerëzit e me jetën, interesohet
vetëm për punën e vet. Kërkoftë murin me dorë! *mallk.*
u verboftë! Është për ta ngjitur pas muri është shumë
i dobët nga shëndeti, është bërë kockë e lëkurë. Është
për t'u përplasur në mur (pas murit) nuk vlen fare,
s'ka asnjë vlerë, është për t'u flakur, është për të rrahur
murin me të. Është për të rrahur murin më të *ntospërf.*
*shih te* RRAH. I kanë mpetur (vetëm) katër muret ka
mbetur shkretë, pa njeri; ka mbetur pa gjë në shtëpi.
Kujt i flet murit? *shih te* FLAS. Rri e mban murin
rri e pret kot. I shtiu (i vuri) krahët murit (derës) *shih*
*te* KRAH,~U 3. I vuri (e rabërtheu) me shpatulla
në mur (pas murit) e mbërtheu keq me fjalë duke i
treguar gabimin a fajin që ka bërë; e detyroi të pra-
nojë fajin, gabimin etj., ia mblodhi, ia tregoi vendin.
Ajo baltë për atë mur është për *cm. shih te* BALTË,~A.
Burri në shkallë, po shkallë në mur *fj.u. shih te* SHKA-
LLË,~A. Fol o mur, fol o gur! *shih te* GUR,~I.
Gur gur bëhet *mm fj.u.* ca e nga ca mbarohet një punë
e rëndësishmë, pak e nga pak mund të arrish diçka
të madhe. Një gur s'bën (s'çon) mur *fj.u. shih te* GUR,
~I. Muri luan, burri s'luan *fj. u.* ai që është burrë
e mban fjalën. S'i bihet murit me kokë *fj.u.* s'duhet
t'ia hysh një veprimi krejt të paarsyeshëm, është
e kotë të nisësh diçka të pamundshme. Shkul një gur
nga një mur (shkul një qime nga një derr) *shih te*
SHKUL. Fusha ka sy e muri (pylli, gardhi, mat!) ka
veshë *fj.u. shihttFVSHIË*
Hardhia e mureve *shih te* HARDHI,~A.

MURANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grumbull gurësh në vendin ku është vrarë ose ku është varrosur një njeri. *Dukej si muranë.*

2. Gurë të mbetur nga një mur i rrëzuar; gërmadhë me gurë, murishtë; grumbull gurësh, gurishtë. *Muranat e kalasë (e shtëpisë). U kthye në muranë. Ka mbetur si një muranë.*

MURATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjeshtër a punëtor i përgatitur që ndë:ton mure. *Skuadra (bri-gada) e muratorëve. Mjeshtëria e muratorit. Bir (fa-milje) muratori. Është murator.*

MURATORE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MURATOR, ~I. *Muratore e kategorisë së pestë. Mura-toret e ndërmarrjes. U be mumtore.*

MURATORI,~A. Mjeshtëria e muratorit; mjeshtëria e ndërtimit të mureve; ndërtimi i mureve. *Pu-nime muratorie.*

MURËZIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET *min.* Armatesë me mur guri.

MURG,~GU m. *sh.* ~GJ, ~GJIT. 1. *fet.* Anëtar i një urdhri fetar, që rri në një manastir e bën një jetë prej asketi (në vendet ku vepron feja). *Murg katolik (budist). Urdhër murgjish. Jetonte si murg.*

2. *fig. keq.* Njeri i vetmuar, që bën një jetë të mbyllur; njeri i shkëputur nga jeta e gjallë.

3. *përd. mb. fig. (zakon. përpara emrit) bised.* I mjerë, i shkretë, i zi. *Murgu babal Murgu plak! Mur-gu ai! Epësoi murgu djalë!*•*k* Murgu i nates *mit.* plak shpirtkeq që besohej se jetonte duke bredhur natën për të dënuar njerëzit, për të bërë dëme etj. (sipas besëtytnive).

MURGAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Murg.

MURGASH,~E *mb.* 1. Që është në ngjyrë hiri të errët, i murrmë; i zeshkët. *Pelë murgashe. Me qime murgashe. Me fytyrë murgashe. Vjen si mur gash.*

*2. PSrd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për emër-time kafshësh). *Po leh murgashi.*

MURGATOR,~E *mb. bised.* 1. I shkretë, i ngratë, qyqar.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Mbeti pa njeri, murgatori! I vdiq burri, murgatores!*

MURGESHË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. *Fem. e* MURG,~U. *Murgeshë e re (plakë). Kuvend (shkollë) murgeshash. E zbehtë si murgeshë.*

Ka zemër murgeshë ka mëshirë e keqardhje kris-tiane për këdo pa përjashtim, nuk e ndan të mirin nga i ligu.

MURGESHË,~A n . *sh.* ~A, ~AT *zool* 1. Flutur e madhe me shirita të zinj e njolla të zeza në krahë dhe në bark, vemja e së cilës njihet si dëm-tues i drurëve e sidomos i pishave. 2. Kandërr fluturuese që e ndryshon ngjyrën sipas mjedisit, me trup shumë të gjatë, me kokën trekëndëshe e shumë të lëvizshme, me sy të dale, me dy pale krahë të hollë, më të cilët, duke i fërkuar bën një zhurmë.

MURGË,~A i *f.sh.* ~A, ~AT. 1. *fet.* Murgeshë. *U be murgë.*

2. *bised.* Vajzë a grua që ka mbetur e shkretë, e vetme, pa njeri; vajzë a grua e mjerë, që bën një jetë të rëndë. *Murga e shkretë (e mjerë).' Ç'e gjeti, murgën! Hoqi të zitë e ullirit, murga!*

•*k* Rrinte si murga në linjë rrinte pa folur asnjë fjalë, rrinte e heshtur dhe e shushatur.

MURGË,~A ii . Llumi i vajit që bie në fund të enës, fundërri vaji; lëngu i errët që del kur shtypin ullinjtë. *heqin murgën (vajit). Murgën e përdorin për sapun.*

MURGËRI,~A . Të qenët murg; koha kur di-kush jeton si murg a si murgeshë në një manastir; jetesë prej murgu. *Në kohën e murgërisë.*

MURGËT (i,e) *mb.* l.Që ka ngjyrë të errët, i murrmë. *Mëshqerra të murgëta. Arushë e murgët.*

*2.* I errët; i vrenjtur. *Nate (kohë) e murgët.*

3. *fig.* I vrenjtur, i ngrysur në fytyrë (për njerëzit). *Ishte i heshtur e i murgët.*

MURGËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zog dimëror i ngjashëm me trumcakun.
MURGJAN,~I dhe MURGJAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Kale shale, gjok. *hipi murgjanit. Hingëllin murgjani. Çdo murgjan ka një kalorës. fj.u.*
MURGJËRl,~A . *përmb.* Tërësia e murgjve, murgjit. *U ntblodh murgjëria.*
MURGJIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ka që e ka qimen në ngjyrë gështenje, ka i murrmë në të kuq.
MURIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljes MUROJ. *Motivi* i *murimit. Balada e murimit. folk.*
MURlSHTË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Mbe-
turina muresh të një shiëpie a të një kështjelle të rrë-zuar ose të prishur; gërmadhë. *Murishtat e qytetit të lashtë. Kane mbetur vetëm murishtat. V fsheh në një murishtë. Jetonte nëpër murishta.*
MURKULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E mbyll një çështje, një punë etj., i vë kapak. *Kushedi si e murkulloi.*
MURMURIJ *jokal,* ~VA, ~RË. Murmurit. murmuroj. *Murmurin me vete.*
MURMURIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljes MURMUROJ. 2. Murmuritje, pëshpëritje. *Murmurim zërash.*
MURMURIMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *I.* Zhurma e zërave të njerëzve që flasin nëpër dhëmbë ose me zë të ulët, murmuritje; pëshpëritje. *Murmurimë e lehtë (e mbytur). Murmurimë zërash. Murmurimë lutjesh. Dëgjohej (ndihej) një murmurimë.*
*2.* Zhurmë e lehtë që dëgjohet kur lëvizin gjethet nga era, kur rrjedh uji ngadalë etj., shushurimë; gurgullimë; murmuritje. *Murmurimë e target (e mbytur, e ëmbel). Murmurima e detit (e lumit, e gjetheve).*
MURMURlT (MURMURIS) *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Flas nëpër dhëmbë e me zë të ulët, them diçka mbyturazi; bisedoj me dike me zë shumë të ulët; pëshpërit. *Murmuriti ca fjalë (një lutje, një këngë). Murmuriti nëpër gjumë. Murmurit me vete.*
*2. vet. vela III.* Murmuron (lumi, deti etj.). *Murmurit deli (lumi). Murmurit pylli. Murmuritin gjethet (ujërat). Murmurit qetë (ëmbël).*
MURMURITJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. 1 Veprimi sipas kuptimeve të foljes MURMURIT.
2. Zhurma e zërave të njerëzve që flasin nëpër dhëmbë ose me zë të ulët, murmurimë; pëshpëritje. *Murmuritje e lehtë (e mbyllur). Murmuritje habie (pakënaqësie, kundërshtimi). Murmuritje zërash. U ndie një murmuritje. U përgjigj me një murmuritje. E pritën me murmuritje.*
3. Zhurmë e lehtë që dëgjohet kur lëvizin gjethet nga era, kur rrjedh uji ngadalë etj., shushurimë; gurgullimë; murmurimë. *Murmuritje e ëmbël (e lehtë, e largëtj. Murmuritja e gjetheve (e detit, e lumit, e pyllit).*
MURMUROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Murmurit. *Sa rri e murmuron, pse s'ia thua?*
2. *vet. veta HI.* Bi;n një zhurmë të lehtë e të një-trajtshme, që nganjëherë mezi dëgjohet, nxjerr murmurimë, shushurin (kur fryn era nëpër gjethet, kur rrjedh uji etj.); gurgullon. *Murmuron pylli. Murmuron lumi.*
MUROJ *kal,,* ~OVA, ~UAR. *shih* MUROS 1)2. *Muroi kopshtin. E muruan të gjallë. etnogr.*
MUROS *kal.,* ~A, ~UR. 1. I bëj murin diçkaje; e rrethoj a e ndaj diçka me mur; e mbyll a e zë diçka me mur. *Muros dritaren (derën).*
*2. vjet.* E mbyll dike të gjallë me mur dhe e lë të vdesë (si dënim); *etnogr.* bëj ffi dike në themelet e mureve të një shtëpie, të një kështjelle, të një ure etj., me qëllim që kjo, sipas besëtytnive, të bëhet e forte e të mos rrëzohet. *kishin murosur burrin (gru-an, djalin). E murosën të gjallë. E murosën në themele.*
3. *edhcfig.* E mbyll njëherë e përgjithmonë; e mbajtë mbyllur brenda e nuk e lë të dale. *U murosi derën. E murosi për jetë në kullë.*
4. *fig.* E ngul, e bëj të zërë vend njëherë e për-gjithmonë në mendje a në zemër, e ruaj përgjithnjë në mendje a në zemër; e mbaj të papfekur a të pa-ndryshuar. *E murosi në zemër. Përpiqej të muroste fytyrën e tij në mendje.*
MUROSEM *vetv.* 1. Rri mbyllur brenda e shkëput fare lidhjet me njerëzit dhe me jetën e gjallë, mbyllem në shtëpi a diku gjetkë e jetoj i vetmuar. *Është mu-rosur në kullën e fildishtë.*
2. *vet. veta III fig.* Zë vend thellë e njëherë e për-gjithmonë te dikush, ngulitet në mendjen a në zemrën e dikujt; mbetet i paprekur e i pandryshuar. *Ishte mu-rosur thellë në zemrën e tij. Iu muros në gji.*
3. *Pës. e* MUROS 1-3. *U murosën të gjallë.*
MUROSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve MUROS, MU-ROSEM.
2. *etnogr.* Zakon i vjetër, i mbështetur në besime të kota, sipas të cilit duhej varrosur i gjallë një njeri në themelet e një shtëpie, të një kështjelle, të një ure etj.j me qëllim që kjp të bëhej e forte e të mos rrë-zohej. *Balada e murosjes së gruas. folk.*
MUROSUR (i,e) *mb.* 1. I mbyllur, i rrethuar a i ndarë me mur, i zënë me mur. *Dritare (derë) e mu-rosur.*
2. *vjet.* Që është mbyllur diku i gjallë me mur dhe është lënë të vdesë (si dënim); *etnogr.* që është bërë fli në themelet e mureve të një shtëpie, të një kështjelle, të një ure etj., që është murosur (sipas një zakoni të vjetër të mbështetur në besime të kota).
MURTAJË,~A . *mjek.* 1. Sëmundje ngjitëse shumë e rëndë, që shkaktohet nga një virus i posaçëm, pëthapet shumë shpejt, shfaqet me zjarrmi e dobësi të madhe, me dhembje të forta në kokë, në qafë etj. dhe sjell vdekjen. *Ra murtaja. Vdiq nga murtaja. I rente murtaja! mallk. E ngrëntë (e fshiftë) murtaja! mallk.*
2. Sëmundje ngjitëse shumë e rrezikshme, që prek disa shpendë e kafshë, sidomos pulat, pëllumbat, de-rrat, bletët e larvat e tyre dhe që zakonisht shkakton ngordhjen e tyre; kolera e bletëe. *Murtaja e pu-lave. Murtaja e gjedhit. Murtaja e derrit. Murtaja e bletëve. U ra murtaja. Ngbrdhën nga murtaja. I fshiu (i përlau) murtaja.*
3. *fig.* Fatkeqësi e madhe, e keqe e madhe, myn-xyrë. *Luftuam kundër murtajës fashiste. Shpëtuan nga murtaja naziste. Nga u shfaq kjo murtajë?*
• I kalli (i futi) murtajën (flamën) *dikujt a diçkaje thjeshtligj. shih te* KALL. Murtaja e b a r d h ë *mjek.* tuberkulozi.
MURR,~I *m.* Sëmundje që prek rrushin dhe ia rrallon mjaft kokrrat.
MURRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Harabel.
MURRAK,~E *mb.* 1. Që vjen si i zi, i murrmë, i zeshkët a në ngjyrë gështenje (për sende etj.); murrash (për kafshët). *Kuaj murrakë. Dhi murrake. Me fytyrë murrake.*
2J *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për kafshët).
MURRAN,~I *m.* Murrlan. *Fryn me tërbim mu-rrani.*

• I ka fryrë murrain' në qese ka mbetur pa asnjë lek në xhep, ka mbetur trokë.
MURRASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Harabel.
MURRASH,~E *mb.* 1. Që ka ngjyrë të murrme, që është në ngjyrë gështenje (për kafshët). *Ka (qen, zog) murrash. Lopë murrashe.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Çmbrehu murrashin nga parmenda. Ç'ka murrashi që leh? Murrashja jep shumë quntësht.*
MURRÇIMË (i), ~E (e) *mb.* Që është me ngjyrë të gjelbër shumë të errët, që ka ngjyrë të gjelbër në të murrme. *Gjethe të nturrçime. Trung i murrçimë. Me sy të murrçimë. Ushtarë me helmeta të murrçimë.*
MURRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lopë e murrme në të zezë. *Viçi i murrës. Lidhi (moli) murrën.*
MURRËT (i,e) *mb.* 1. Që ka ngjyrë në të murrme; i murrmë. *Qen (zog) i murrët. Në ngjyrë të nturrët.*
*2.* I vrenjtur. *Qiell i murrët.*
3. *fig.* I zymtë, i vrenjtur, i ngrysur. *Me fytyrë të murrët.*
MURRËTEHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Merr një ngjyrë të errët si të murrme, bëhet i murrët. *V murrë-tyen muret (ujërat).*
2. Irnohem. *Iu murrëtye mishi (lëkura). U murrëtye i tëri.*
*3. vet. veta HI.* Vrenjtet (koha, qielli etj.). *U murrëtye motii*
*4. pavet.* Ngryset, bëhet natë.
5. *fig.* Vrenjtem, bëhem i zymtë, ngrysem. *U murrëtye nga inati. U nturrëtye në fytyrë.*
*6. Pës. e* MURRËTEJ.
MURRËTEJ *kal.,* ~EVA, ~YER- 1. I jap diçkaje një ngjyrë të murrme, e bëj të murrët.
2. *vet. veta III.* E vrenjt, sjell vranësira. *Retë e murrëtyen kohën.*
3. E bëj dike të irnohet. *Era (tëftohtët) i murrëteu fytyrën (faqet, lëkurën).*
4. *fig.* E bëj të vrenjtet, e bëj të zymtë. *Zemërimi ia kishte murrëtyer fytyrën.*
MURRËTOHEM *vetv.* Murrëtehem. MURRËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Murrëtej. MURRËT OAR (i,e) *mb.* I murrëtyer.
MURRËTYER (i,e) *mb. 1.* Që ka marrë ngjyrë të errët si të murrme, që është bërë i murrët. *Mure (ujëra) të murrëtyera.*
*2.* I irnuar. *Me lëkurë (me trup) të murrëtyer. Me fytyrë të murrëtyer.*
3. Që është vrenjtur (për kohën, për qiellin etj.). *Qiell i murrëtyer. Ditë e murrëtyer.*
4. *fig.* I ngrysur, i vrenjtur, i zymtë. *Rrinte i murrëtyer.*
MURRIZ,~I m. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre e egër me shumë degë e me gjemba, me gjethe të vogla me majë të mprehtë dhe me lule të bardha, që bën kokrra të kuqe me lëng, të cilat mund të hahen ose të përdoren në mjekësi; kokrrat e kësaj shkurreje. *Murrizi i kuq* ushinth. *Kokrrat e murrizit. Lule nturrizi. Lëng murrizi. I hyri një gjemb murrizi. Thuri gardhin me murriz. Ishte plot murriza e driza.•k* E bën murrizin hardhi e zbufcuron jashtë mase diçka; e paraqet diçka të keqe si të mirë, e bën ferrën pëlle. Me mbeti murriz në zemër me mbeti merak, me mbeti gozhdë në zemër. Fshiji buzët (mustaqet) ptr murrizi (pas murrizit)! *iron, shih te* BUZË,~A. Gjithkujt nmrrizi i ret i duket I njomëy.i. *iron,* thuhet kur dikush lavdëron tepër gjërat e veta, fëmijët e vet a punën e vet, edhe kur nuk e meritojnë.
MURRIZTË (i,e) *mb.* 1. Që është bërë prej drurit të murrizit; i murrizit. *Dru i murriztë.*
*2. fig.* Që të shpon, që të thumbon.
MURRJELË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Lloj zekthi, pak me i madh se zekthi i zakonshëm. *E zuri murrjela. I hëngri (i pickoi) lopët murrjela. Lëviz si murrjelë* s'rri në një vend, lëviz shpejt sa andej këtej. *E gjeti si murrjela.*
2. *fig.* Njeri që s'të lë rehat, që të ngacmon vazh-dimisht.
MURRLAN,~I *m.* Ere e ftohtë, e thatë dhe shumë e forte që fryn nga veriu. *Fryn murrlani. Të pret murr-lani. E thau token murrlani.*
MURRMASH,~E *mb.* Që i ka qimet në ngjyrë të murrme të çelët (zakonisht për kafshët). *Qen murr-mash. Dhi murrmashe.*
MURRMË (i), ~E (e) *mb.* 1. Që ka ngjyrë hiri të mbyllur si në të zezë, që vjen si i zi. *Këmishë (fa-nellë, gunë) e murrme. Dhe (gur, shkëmb) i murrmë. Në ngjyrë të murrme. Është (duket) si i murrmë.*
2. Përdoret si pjesë e dytë në emërtimet e pathjesh-ta për disa kafshë, bimë a lëndë që janë tërësisht a pjesërisht në ngjyrë hiri të mbyllur si në të zezë. *Krimbi i murrmë. zool. Miu i murrmë. zool.,Ariu i murrmë. zool. Bretkosa e murrme. zool. Algat e murr me. bot. Ndryshku i murrmë i grurit (i thekrës). bot. Tokat e murrme. Qymyri i murrmë. Giza e murrme.*
3. I vrenjtur (për qiellin, kohën etj.). fife *i murrmë. A.* edhe *fig.* Me pak dritë, jo plotësisht i errët.
*Nate e murrme. Agime të murrme.* MURRO,~JA *m.sh.* ~, ~T. Qen ose ka i murrmë.
MUSAKA,~JA . *sh. ~,* ~TË *gjell* 1. Gjellë që bëhet zakonisht me patate e me mish të grirë, me qepë, me erëza e me vezë dhe që piqet në furrë. *Mu-saf:a me patate. Musaka me patëllxhanë.*
2. *përd. mb.* Që gatuhet zakonisht me mish të grirë, me qepë, me erëza e me vezë dhe që piqet në furrë. *Patate (kungulleshka, patëllxhanë) musaka.*
MUSËNDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Dollap i madh brenda në mur të dhomës ku rrimë a ku flemë, në të cilin vihen dyshekët, jorganët dhe rroba të tjera. *Musëndra e madhe (e vogël). Vë (fut) në musëndër.*
MUSKUL,~LI *m. sh.* ~J, ~JT. Organ a pjes e një organi në trupin e njeriut ose të kafshëve, që përbëhet kryesisht prej mishi a prej indesh, që ka aftësinë të tkurret e të lëshohet dhe të vërë kështu në lëvizje gjymtyrët e pjesët e ndryshme të trupit. *Muskuj të forte (të fuqishëm). Muskujt për types. Mu-skujt e këmbës (e krahëve, e barkut, e zemrës). Tkurrja (tendosja) e muskujve. Zhvillon (forcon) muskujt. I lëviznin muskujt e fytyrës. Me dhembin muskujt.*
MUSKULATURË,~A . Tërësia e muskujve në trupin e njeriut a të kafshëve ose në një organ të tij. *Muskulaturë e zhvilluar. Muskulatura e trupit (e këm-bëve, e krahëve, e barkut, e zemrës, e qafës).*
MUSKULOR,-~E *mb.* 1. Që lidhet me muskujt, i muskulit a i muskujve; që është prej muskujsh; që prodhohet a që fitohet me anë të muskujve. *Ind muskulor. Sistemi muskulor. Fije muskulore. Force muskulore.*
*2.* Që ka muskuj të fuqishëm, me muskuj të zhvilluar. *Me trup muskulor. Me krahë muskulore. Me këmbë muskulore.*
MUSLLUK,~vKU *m. sh.* ~KË, ~KËT dhe ~QE, ~QET. Lëfyt i metal të, që hapet e mbyllet, i cili vihet në anë ose në fund të një ene për të nxjerrë prej saj ujin a ndonjë

lëng tjetër; enë teneqeje me këtë lëfyt, në të cilën mbajnë ujë për të Iarë duart, për të larë pjatat etj. *Muslluk prej tunxhi (prej metali, prej druri, prej plastike). Muslluku ifuçisë së verës. Muslluk i varur në mur. Muslluk për të larë duart. Muslluk me ujë. Enë me muslluk. Hap (mbyll) musllukun.*
MUSTAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *kryes. sh.* Mus-taqe.
2. *zool.* Lloj krapi me trup të kuqërremtë, me no-fullën e sipërme të dale, me buzë të trasha e me katër qime si mustaqe, që rron nëpër lumenj me shtrat prej guri. *Zë mustakë.*
• Lu 1 e mustak *shih te* LULE,~JA.
MUSTAKOÇ *mb. vet. m.* 1. Që ka mustaqe të trasha e të dendura, mustaqemadh. *Burrë mustakoç.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Iu afrua nji mustakoç.*
MUSTAQE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~EXl.Tuf6 qimesh të gjata mbi buzën e sipërme të burrit. *Mustaqe të gjata (të mëdha, të holla, të dendura). Mustaqe të zeza (të verdha, të thinjura). Mustaqe të dre-dhura (të përdredhura). Mustaqe të varura. Mustaqe si bigë (si shtëllungë). Maja e mustaqeve. Lë mustaqe. Pres (rruaj) mustaqet. I shkuli mustaqet. Fshiu mustaqet. I ka mustaqet vesh me vesh* i ka mustaqet shumë të gjata.
2. Qimet që kanë në të dy anët e buzëve të sipërme disa kafshë dhe që u shërbejnë atyre si organ ndijimi. *Mustaqet e maces (e qenit, e lepurit, e miut). Mustaqet e krapit (e fokës, e blinit).*
3. Tufa e fijeve që rtxjerr në majë kalliri i misrit, qimet e kallirit të misrit; fije të holla si qime që lë-shojnë kallinjtë e disa bimëve. *Mustaqe misri.*
*k* Burrë me (ujë barrë) mustaqe a) burrë që e mban fjalën, njeri i besës e i zoti; b) burrë me zakone të vjetra; burrë me seder të madhe. I koriti mustaqet *dikujt* e turpëroi në pleqëri; e bëri që të mos e nde-rojnë më e të mos e quajnë me burrë. Qesh nën mustaqe (nën hundë) *shih te* HUNDË,~A. I janë yarur mustaqet *iron,* i ka shkuar burrëria, s'është me për burrë, s'e quajnë me për burrë. U be burrë me mustaqe *dikush* u rrit, U madhua, s'është me i mitur (thuhet për të rinjtë që e kanë kaluar moshën e miturisë). Si ka djersitur (sH ka dale) ende (mirt) mustaqjc *shih te* DJERSTT. Fshiji mustaqet (buzët) për murrizi (pasmrrizit)! *iron, shih te* BUZË,~A. S'lind burri me mustaqe *fj.u.* nuk bëhet çdo gjë menjëherë, asgjë nuk vjen e gatshme; duhet mund e përpjekje për të bërë një punë të vështirë. S'njihet burri nga mustaqet nuk vlerësohet njeriu nga pamja e jashtme, por çmohet nga vetitë e brendshme që ka. U zunë (u shanë, u grin-don) për mustaqet e Çelos u zunë kot së koti, për hiçmosgjë.MUSTAQEBARDHË *mb. vet. m.* I. Që i janë tbinjur mustaqet; me mustaqe të bardha. *Plaku (veterani) mustaqebardhë. Maçoku (lepuri) mustaqebardhë. Ishte kokëtkinjur e mustaqebardhë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MUSTAQEBIGË *mb. vet. m.* Që i ka mustaqet të ngritura përpjetë e me majë si bigë.
MUSTAQEDIRSUR *mb. vet. m.* Që sapo ka hyrë në moshën e djalërisë, që sapo i ka djeisitur mus-taqja. *Një djalosh mustaqedirsur.*
\ MUPTAQEFSHESË *mb. vet. m.* Që i ka mustaqet të dendura, të drejta e të gjata si fshesë. *Babai mustaqefshesë, rri në prag si i papjesë. kr. pop.*
MUSTAQEGJATË *mb. vet. m.* 1. Që i ka mustaqet të gjata. *Ishte mjekrosh e mustaqegjatë. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MUSTAQEGJEMB *mb. vet. m.* Që i ka mustaqet me majë të mprehtë.
MUSTAQEHOLLË *mb. vet. m.* Që i ka mustaqet të holla.
MUSTAQEKUQ *mb. vet. m.* 1. Që i ka mustaqet si të kuqe. *Miser mustaqekuq.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për burrat). *Foli edhe mustaqekuqi.*
MUSTAQEMADH *mb. vet.* m. 1. Që i ka mustaqet të mëdha, mustakoç. *Burrë (plak) mustaqemadh.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MUSTAQEMI *mb. vet. m. mospërf.* Që i ka mustaqet të rralla, me mustaqe si të miut.
MUSTAQEPADIRSUR *mb. vet. nt.* Që është ende i mitur, që është në rtioshë të njomë, që s'i ka djer-situr ende mustaqja. *Djalë (dhëndër) mustaqepa-dirsur.*
MUSTAQEPËRDREDHUR *mb. vet. m.* 1. Që i ka mustaqet të përdredhura.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Burri im* 1 *zgjedhuri, mustaqepërdredhuri. kr. pop.*
MUSTAQEPËRPJETË *mb. vet. m.* Që i ka mustaqet të ngritura përpjetë.
MUSTAQEPOSHTË *mb. vet. m.* Që i rrinë mustaqet të varura me majat poshtë, mustaqevarur.
MUSTAQERRUAR *mb. vet. m.* I. Që i ka rruar mustaqet, që nuk i lë mustaqet t'i rriten.
2. *fig. mospërf.* Që është turpëruar nga dikush, sepse shiste mend, që e kanë bërë të mos ngrefoset me, që i kanë rënë pendët. *Iku mustaqerruar.*
MUSTAQESPICË *mb. vet. m.* Që i ka mustaqet të drejta, shumë të holla e me majë.
MUSTAQESHTËLLUNGË *mb. vet. m.* Që i ka mustaqet të trasha e të buta si shtëllungë.
MUSTAQESHTIZË *mb. vet. m.* Që i ka mustaqet të gjata, të shtrira e me majë si shtizë.
MUSTAQETHINJUR *mb. vet. m.* 1. Që i ka mustaqet të thin jura, mustaqebardhë. *Plak mustaqethi-njur.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MUSTAQEVARUR *mb. vet. m.* Që i rrinë mustaqet të varura me majat poshtë, mustaqeposhtë.
MUSTAQEVERDHË *nib. vet. m. 1.* Që i ka mustaqet të verdha. *Një bandill mustaqeverdhë. kr. pop. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MUSTAQEZI *mb. vet. m.* 1. Që i ka mustaqet të zeza. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
MUSTARDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lloj salce e forte, që bëhet me fare sinapi, me miell, me uthull, me musht e me erëza dhe që përdoret sidomos për të shoqëruar mezetë prej mishi.
MUSHA,~JA . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Tokë që lihej djerrë për një kohë të caktuar dhe që shfrytëzohej për kullotë nga të gjithë; kullotë e përbashkët e një fshati. *Mushatë e fshatit. I linin tokat musha.*
MUSHAMA,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Pëlhurë e Iyer në njërën anë ose në të dyja anët me lëndë të po-saçme (me dyllë, me kauçuk etj.) që të mos përshko-het nga uji etj. *Mushama tryeze. Mbulesë mushamaje. Çadër prej mushamaje. Karrocert me mushama. Brume për mushama. Hap (shtroj) mushamanë. Mbuloj me mushama.*

*1.* Petk i sipërm, i qepur si pardesy a si mantel, që bëhet nga një pëlhurë e tillë e që vishet zakonisht kur bie shi. *Mushama e hollë (e zezë). Mushama shiu. Mushama për fëmijë (për gra, për burra). Veshur me mushama. Vuri (hodhi) mushamanë.*

• Është flori në mushama është shumë i mirë, shumë i pastër e pa asnjë njollë; është njeri me shumë vlerë.

MUSHICË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. *za-kon. sh.* Miza të vogla si harrje, që sillen me shumicë në vende me lagështirë e sidomos në vende ku pu-nohet rrushi a ku ka bërsi. *MuShtëa e bostaneve. Tufë mushicash. Sillen mushicat rreth llambës (rreth dritësj.*

2. Harrje. *Zhuzhitnin mushicat. E pickuan (e hën-grën) mushicat.*

MUSHK,~KU m. *sh.* ~Q, ~QIT. Mashkulli i mushkës.

MUSHKAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shkon e punon me mushka dhe që kujdeset për to. *Punonte si mushkar.*

MUSHKASH,~E *mb.* 1. Që e ka qimen të murrët, që vjen në ngjyrë të mushkës; i përhimtë. *Dhi mush-kashe. Cjap mushicash.*

*2. Përd, em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *vari zilen mushkashit.*

MUSHKAZËM (i), ~ME (e) *nib.* Që është në ngjyrë të mjaltit; mushkash. *Qen i mushkazëm.*

MUSHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kafshë një-thundrake, me trup në ngjyrë të murrme ose të për-hime, me bishtin e veshët si të gomarit, që del nga kryqëzimi i pelës me gomarin ose shumë rrallë edhe nga kryqëzimi i gomaricës me kalin dhe që shërben si kafshë ngarkese sidomos në vise malore. *Mushkë xanxare. Gjurmët e mushkës. Është si mushkë* është e forte, nuk lodhet kurrë. *Ngul këmbë si mushkë* është shumë kokëfortë. *Mushkës xanxare ia vënë drutë më të trasha (barren më të re'ndë). fj.u.* ate që grindet a që hedh shkelma e ngarkojnë me punë më të rënda që të shtrohet.+ Kur të pjellë musbka *iron,* asnjëherë, kurrë. I pjell edhe kau (mushka) *dikujt shih te* KA,~U. Ku të shpie (të çon) mushka!? ç'bën ashtu, ku vete, s'e sheh sa gabim po vepron, nuk po e kupton se në ç'gjendje të keqe po e çon veten, se si po kataridisesh! ? Ashtu (kështu) i do mushka drutë *keq.* a) ashtu duhet sjellë a duhet vepruar me dike, sepse ashtu e meriton, sipas kokës edhe festja; b) ashtu e do puna. I gjeti mushka drutë *keq.* gjeti atë që kërkonte, e pësoi sic e meritonte, mori përgjigjen a dënimin e merituar. Harro mushkë Valarenë! *iron,* s'është me ajo kohë, iku ajo kohë (kur dikush e kishte çdo gjë të lehtë). Nuk mbarset mushka të pjellë mëz *fj.u.* nuk mund të bëhet a të ndodhë diçka e pamundshme, jashtë mendjes, edhe pse e mendon dikush. G j u r m ë mushke *bot. shih te* GJURMË,~A. Thunder mushke *bot. shih te* THUNDËR,~RA.

MUSHKËLLEHET *vetv.,* ~YE (u), ~YER. Merr një ngjyrë të murrme në të kuqe si të mjaltit, bëhet si i kuqërremtë (zakonisht për pemët kur fillojnë të piqen).

MUSHKËLLITUR (i,e) *mb.* Që ka filluar të thi-njet, që ruan pjesërisht ngjyrën që ka pasut e pje-sërisht është zbardhur, i përthinjur; i mushkëllyer. *Me flokë të mushkëllitur. Mesoburrë i mushkëllitu-.*

MUSHKËLLYER (i,e) *mb.* 1. Që është me ngjyrë të murrme në të kuqe, që vjen si i kuqërremtë në ngjyrë të mjaltit. *Kuntbulla të mushkëllyera. Me qime të mushkëllyera.*

*2.* I zeshkët.

MUSHKËRI,~A . *kryes. sh.* ~, ~TË. Secila nga dy pjesët e organit kryesor të frymëmarrjes, që gjendet në kraharorin e njerëzve e të kafshëve ku-rrizore dhe që përbëhet prej indesh të veçanta, në ngjyrë të zbardhëlleme e si sfungjer e shërben për pastrimin e gjakut e për pasurimin e tij me oksigjen; *bised.* mëlçia e bardhë. *Mushkëri tëforta (të shëndosha). Mushkëri qengji. Ana e djathtë (e majtë) e ntushkërisë. I sëmurë nga ntushkëritë. Mori frymë me tërë (me gjithë) mushkëritë* mori frymë thellë, u mbush mirë me frymë. *ndejtë (iu ngultë) thika në mushkëri! mallk.*

• Bërtiti (third, foli, këndoi) më të gjithë (me tërë) mushkëritë bërtiti me zë shumë të lartë, me sa fuqi që kishte. la hëngri musbkëritë *dikujt* e mërzitt dke e mundoi shumë, e sfiliti, ia plasi shpirtin, ia mori shpirtin (thuhet sidomos për mundimet që u shkak-tojnë fëmijët prindërve).

MUSHKËROR,~E *mb.* Që ka të bëjë me mushkëritë, që u përket mushkërive, i mushkërive; që bëhet nëpërmjet mushkërive. *(Fshika) mushkërore. Arteri mushkëror. Qarkullimi mushkëror i gjakut* qarkullimi i vogël i gjakut.

• P e m a mushkërore *anal, shih te* PEMË, ~A.

MUSHKËR (i,e) *mb.* Që e ka qimen të murrët, që vjen në ngjyrë të mushk.es, i përhimtë, mushkash. *Dhi e mushkëf. Cjap i mushkër.*

MUSHKËT (i,e) *mb.* I mushkër.

MUSHKONJË,~A *.sh.* ~A, ~AT *200I.* Kandërr e vogël, me trup të ho lie, me një pale krahë, me këmbë të gjata dhe me një thumb në turi, që rri zakonisht pranë pellgjeve e në vende moçalore dhe që të pickon, thith gjakun e mund të. përhapë scmundje të ndrysh-
me. *Mushkonja e lakonshme. Mushkonja e malarjes* anofele. *Fole mushkonjash. Të grinin mushkonjat.*

*it* S'trembet ujku nga mushkonjat *fj.u. shih tek* UJK,~U.

MUSHKOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Buall i ri; ko-torr. *Lëkurë mushkori.*

MUSHKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Buallicë e vogël që s'ka pjellë ende, kotorre.

MTJSHLLINZË,~A *.sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore kacavarëse, me gjethe si trekëndësh, me lule si zile, në ngjyrë të trëndafilit, të bardhë ose të përzier, që del anës arave, buzë rrugëve etj. dhe lu-lëzon nga mr.ji deri në fund të shtatorit. *Lule mush-llinze. Ushqeheshin me rrënjë mushllinze.*

MUSHMOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru frutor i viseve të ngrohta, që bën lule të bardha dhe kokrra si të mollës, me ngjyrë të gjelbër në gështenjë të çelur; kokrrat e këtij druri, të cilat kur janë të pa-pjekura kanë shije të athët, ndërsa, kur ndulken, ëmbëlsohen. *Mushmollë vsrore (dimirore).*

MUSHT,~I *m.* Lëngu i rrushit të pjekur para se të tharmëtohet a të bëhet verë; lëngu që nxjerrim nga molla e nga pemë të tjera kur i shtypim; lëng rrushi, manash etj. i zier e i trashur si pekmez. *Musht i ëmbël. Musht rrushi (mollësh). Shkumon mushti. Pi muihf. Gushti me rrushin, vjeshta me mushtin. fj.u.*

• Ka marrë musht ka marrë forca, ka marrë fuqi.

MUSHTAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Rrush i ëmbël e me shumë lëng, që përdoret sidomos për të bërë pekmez.

MUSHTËKOHEM *vetv.,* ~OVA (11), ~UAR.

Mësohem me një rreth a me një mjedis të ri shoqëror, me një punë, me një njeri etj.; familjarizohem me dike. *U*

*mushtëkua të udhëheqë edhe natën. Fëmija mushtëkohet pas nines si ylli pas hënës. fj.u.*

MUSHTOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~pAJR. 1. *vet. veto III.* Bëhet musht (lëngu i rrushit, i manave etj.).

2. *fig.* Kaloj në jetë mjaft prova e vështirësi dhe piqem, fitoj përvojë nga jeta; arrij një moshë të pjekur. *U mushtua djali.*

MUSHTUAR (i,e) *mb.* Që ka fituar përvojë nga jeta; që ka arritur moshën e pjekur, i pjekur, i stër-vitur. *Njeri i mushluar.*

MUSHTULLCK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. *vjet.* Lajm i gëzuar që i jepet dikujt, sihariq. *Mushtulluk, o i zoti i shtëpisë! Mushtulluk dasme (ejese, lindjeje). Priste një mushtulluk. E dërgoi për mushtullukun.*

*1. etnogr.* Dhuratë e vogël (plaçka a të holla), që i jepej atij që si lite një lajm të gëzuar a një sihariq; peshqesh që i dërgohej dikujt në rast lindjeje, fejese etj.; dhuratat e nuses për njerëzit c burrit. *dha mushtullukun. Shkuan me mushtulluk.*

MUT,~I *m. sh.* ~RA, ~RAT *thjeshtligj.* 1. Pjesa e padobishme e ushqimit, që njeriu e nxjerr jashtë nëpërmjet zorrës së trashë, nevoja e madhe, jashtë-qitjet, të pëgërat.

2. *shar.* Njeri i keq, i poshtër, i ndyrë.

MUTAF,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. I. Mbulesë zakonisht prej leshit të dhisë, plaf; shkorsë. *Mbuluar und t krye me mutaf. Shtroi mutafin.*2. Mbulesë prej leshit të dhisë, që hidhet sipër vi-theve të kalit, përkavë; cohë që vihet nën shalën c kalit. *Mutaf i trashë. Mutaf kadifeje.*

• Kali I mirë njihet nën mutaf *fj.u.* njeriu njihet në punë e sipër, njeriu duhet çmuar nga puna që bën.

IMUTËSI,~A. *sh.* ~, ~TË *thjeshtligj.* Punë shu-më e ndyrë, ndyrësi, fëlliqësi, poshtërsi.

MUZE,~U *m. sh.* ~, ~TË. Institucion që mbledh, man e paraqit në ekspozita vepra e krijime të ndrysh-me të artit e të teknikës, sende, objekte e raateriale me vlerë historike e shkencore etj. për qëllime mësimi e studimi; ndërtesa e këtij institucioni, ku paraqiten këto vepra, sende, objekte, materiale etj. *Muzeu historik (arkeologjik, etnografik, botanik, zoologjik, gjeologjik). Muzeu i qytetit (ifshatit). Muzeu i Luftës Nacionalçlirimtare. Muzeu i armëve. Vizituan mu-zeun. E bënë muze dhornën (shtëpinë, qytetin).*

MUZEOR,~E *mb.* Që lidhet me muzeun, që i per-ket muzeut, i muzeut; që ruhet për vlerën historike e' shkencore, që shërben si muze. *Dokumente (materiale, sende, objekte) muzeore. Kënd muzeor. Institucion ntuzeor. Pika muzeore.*

MUZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *mit.* Secila nga të nëntë hyjneshat, bijat e Zeusit, që përkrahnin degë të ndryshme të artit e të shkencës (sipas mitologjisë greke). *Muza e tragjedisë (e komedisë, e historisë, e rfluzikës...).*

2. *poet.* Burimi i frymëzimit poetik; frymëzimi për të krijuar; krijimtaria poetike e dikujt me ve-çoritë e veta dalluese. *Muza e Nairn Frashërit. I erdhi muza.*

MUZG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Gjysm-ërrësirë, që bie pas perëndimit të diellit ose që riis pak përpara lindjes së tij, gjysmerrësira e mbrëmjes pse e agimit; koha kur zë e ngryset ose kur zë e gdhin. *Muzgje të zymta (të ftohta). Muzgu i mbrëmjes. Ra muzgu. U mbulua nga muzgu.*

2. *fig.* Koha e pleqërisë së shtyrë, vitet e fundit të jetës. *Në muzgun e jetës.*

MUZGET *vetv.,* ~ (u), ~UR. 1. *pavet.* Zë e ngryset ose zë e gdhin, sapo nis të erret ose të zbardhë dita, bie gjysmerrësira e mbrëmjes ose zë e largohet errë-sira e nates.

2. Vrenjtet, erret (koha, qielli etj.).

MUZGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tokë e zezë; tokë kënete; baltë. *Muzga e kënetës. 2. Përd. mb.* sipas kuptimit të ernrit. *Tokë muzgë.*

MUZGËT (i,e) *mb.* J. Që vjen si i zi, i errët, i zesh-kët.

2. I vrenjtur (për motin, për qiellin etj.). *Kohë e muzgët. Qiell i muzgët.*

3. *fig.* I vrenjtur, i zymtë (për njerëzit). *Njeri i muzgët.*

MUZGËTIRË,~A . Mugëtirë, muzg. *Muzgëtirae mbrëmjes.*

*MUZIKAL,~'E mb.* Muzikor. *Tinguj muzikalë. Gjuhë muzikalë.*

MUZIKALITET, ~I m. *libr.* Tingëllim i ëmbël që të kënaq veshin, të qenët muzikal, vetia e një tingulli të ëmbël. *Muzikaliteti i gjuhës (i frazës, i vjershës). Ka muzikalitet. I jep muzikalitet.*

MUZIKANT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. I. Studiues e njohës i muzikës, specialist në fushën e muzikës; ai që është i përgatitur dhe i aftë për të krijuar muzikë; kompozitor.

2. Ai që i bie mirë një vegle muzikore. *Muzikant i zoti (i dëgjuar, i njohur). Është muzikant.*

MUZIKANTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MUZIKANT,~I.

MUZIKË,~A . 1. Art që e pasqyron jetën dhe shpreh ndjenjat, përshtypjet, mendimet etj. me anë të tingujve të bashkërenduar në një mënyrë të tillë ritmike që të tingëllojnë këndshëm, të formojne një melodi e të kenë harmoni; tërësia e veprave të këtij arti ose një vepër e tillë; melodia e një vepre të tillë; krijimtaria muzikore e një kompozitori; tnënyra e veçantë e krijimtarisë së tij muzikore. *Muzikë instrumental* muzikë e shkruar për t'u luajtur me një vegël ose me disa vegla muzikore. *Muzikë vokale* muzikë e shkruar për t'u kënduar me zë. *Muzikë ko-rale* muzikë e shkruar për kor. *Muzikë simfonike* muzikë e kompozuar për orkestër simfonike. *Muzikë popullore (klasike, operistike, e përpunuar). Muzikë e lehtë* muzikë këngësh dhe vallëzimi. *Muzikë dhome* muzikë e shkruar për t'u luajtur me një numër të vogël veglash muzikore në salla të vogla. *Muzikë vallëzimi. Muzikë baled. Historia (teoria) e muzikës. Shkollë muzikë. Mësues muzikë. Studion për muzikë. Ka prirje (ka vesh) për muzikë. Merret me muzikë. Muzikë e bukur (e ëmbël, e gëzuar). Muzika dhe fjalët e një kënge. Tingujt e muzikës. Program me muzikë popullore (të zgjedhur), Muzikë sipas kërkeSave të dëgjuesve.*

2. Pjesa e melodise së një vepre muzikore, e cila luhet me vegla në dallim nga pjesa që këndohet me zë. *Muzika dhe kënga.*

3. Vegël muzikore e vogël, me disa fletëza të me-talta në dy anët e një pllake dhe me një a dy radhë vriiflash për to, së cilës i bieh duke i fryrë me gojë. *Muzikë goje. I bie muzikës.*

4. edhe *sh.* ~A, ~AT *bised.* Orkestër; bandë muzikore. *Muzika ushtarake. Drejtues muzikë.*

•*k* Me pas i dëgjohet muzika *di ç kaj e* me vonë do të bëjë jehonë, me pas do të merret vesh ç'është, pastaj i del tymi (zakonisht për diçka jo të mirë, që s'kuptohet menjëherë). Çelës muzikë *muz. shih te* ÇELËS,~I $_6$.

MUZIKOHET *muz. Pës... e* MUZIKOJ.

MUZIKOJ *kal,* ~OVA, ~tJAR *muz.* Shkruaj mazikën për një film, për një libret etj.; i vë muzikën një vjershe, një libreti, një filmi etj. *Muzikoi vargjet. E shkruan dhe e muzikuan vetë.*
MUZIKOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në muzikologji.
MUZIKOLOGJl,~A . Shkenca që studion teo-rinë dhe historinë e muzikës; shkenca që studion kul-turën muzikore të popujve.
MUZIKOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me muzikën, që i përket muzikës, i muzikës; që shprehet me anë të muzikës; që ka muzikë ose që shoqërohet me muzikë. *Vepër (pjesë, gjini) muzikore. Temë muzikore.Teoria muzikore. Shije (prirje) muzikore. Komedi (tablo) muzikore. Program muzikor. Numra muzikore. Jet a jonë muzikore. Alfabet muzikor* tërësia e she-njave që përdoren për të shkruar muzikë.
2. Që tingëllon këndshëm a ëmbël, muzikal. *Gju-hë muzikore.*
3. Që shërben për muzikë; që jep muzikë ose që merret, me muzikë. *Vegël muzikore. Grup muzikor. Bandë muzikore.*
MUZIKTAR,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Muzikant. *U be muziktar.*
MUZHANGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lapër mishi, llapë.
MUZHGADRA,~T . *vet. sh.* Barishte të ndrysh-me, baroja të shkulura me gjithë rrënjë; rrënjë e kër-cunj që nxirren kur çelim një tokë të re.
MUZHIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fshatar rus (para Revolucionit Socialist të Tetorit). *Muzhikët e varfër. Kryengritja e muzhikëve.*
MYCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Dru i thatë e i kalbur që thërrmohet lehtë e bëhet si pluhur.
MYDERRIZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mësues i teo-logjisë në medrese (në vendet ku vepron feja mys-limane).
MYEZIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Hoxhë ose një tjetër i ngarkuar prej tij, që hipën në minare dhe thë-rret besnikët në xhami (në vendet ku vepron feja myslimane). *Zëri i myezinit. Foli (thirri, këndoi) mëngjesin (akshamin) myezini.*
MYFTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Kryeplaku i fshatit a i një lagjeje. *Myftari i fshatit. Tarafi i myf-tarit. Me urdhër të myftarit.*
MYFTI,~U *m. sh.* MYFTILERË,~T dhe MYF-TINJ,~TË *fet.* Klerik i lartë mysliman që drejton punët fetare të një vendi, të një krahine, të një qarku etj.; ai që vendos në një cështje gjyqësore a ligjore duke u mbështetur në kuran e në sheriat (në vendet ku vepron feja myslimane). *Myftiu i madh* i pari i myftilerëve të një vendi. *Vendimi (urdhri) i myftiut.*
MYHIB,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Ai që merr dorë te një baba a te një sheh dhe pranohet në bashkë-sinë e tij fetare (në vendet ku vepron feja myslimane). *U be myhib.*
MYHYR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet. I.* Unazë. *Myhyri i gishtit. Myhyr floriri. Myhyr me gur.* 2. Vulë. *Myhyri i dovletit.*
MYJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e brend-ihme e drurit nga palca deri te urra, zemra e drurit. *Myja e lisit.*
*2. fig.* Mesi i diçkaje, palca, zemra. *Myja e dimrit 'e janarit).*
MYJSHË,~A . 1. Hin që vë sipër thëngjilli. 2. Lëmashk në dru a në gur; makrosë.
MYJTË (i,e) *mb.* Që është prej myje, i bërë prej nyje.
MYK *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bsj të zërë myk diçka; lë të zërë myk. *E myku bukën (duhanin) lagështira.*
*2. kryes. veta III fig.* E bën dike të humbë gjallë-
inë e të plogështohet, e lë prapa (në mendime, në
mënyrën e jetesës e të sjelljes etj.); pengon zhvillimin e mëtejshëm; ndryshk. *Dembelia (plogështia) të myk.*
MYK,~U *m. sh.* MYQE,~T. 1. *bot.* Shtresë a grumbull kërpudhasb mikroskopike ose mikroorga-nizmash të dëmshme, të përbëra nga fije shumë të holla e të gërshetuara ndërmjet tyre, që riprodhohen e përhapen me anë të sporeve dhe që shfaqen si push ose si njolla mbi organizmat, në drurë, mbi sende të ndryshme etj'., zakom'sht në një mjedis të errët, të ngrohtë e me lagështi; sëmundje kërpu-dhore e tillë që u bie zakonisht bimëve a pemëve. *Myk i zi (i bardhë, i gjelbër, i hirtë, i kaltër). Myku i bukës. Myku i gështenjave (i rrushit, i agrumeve, i mollës, i duhanit). Bie erë myk. Ka zënë myk diçka. U prek nga myku. U mbulua me myk.*
2. *fig.* Mendim i vjetër, i prapambetur dhe i dëm-shëm, që e pengon njeriun, ia humb gjallërinë, e mban në vend ose e lë prapa; diçka e vjetruar që bëhet pengese për zhvillimin e mëtejshëm të shoqërisë, që nuk është me kohën, më të renë, me përparimtaren etj.; ndryshk. *Myku i botës së vjetër. Myku i prapa-mbetjes. Zhduk mykun.*
• Bie (mban) erë myk *diku* ka mendime të pra-pambetura e të dëmshme; është një gjendje e tillë që tregon se punët kanë mbetur në vend, ka amulli të madhe. Ka zënë myk (ndryshk) *diçka shih te* ZË.
MYKEM *vetv. 1. vet. veta III.* Mbulohet me myk diçka, zë myk, i ka hyrë myku. *U myk buka. U mykën pemët.*
2. *fig.* Rri gjatë diku pa lëvizur, pa punuar, pa vepruar; humb gjallërinë e plogështohem, mbetem prapa (në mendime, në mënyrën e jetesës e të sjelljes etj.); zë myk, ndryshkem. *U myk në shtëpi (në zyrë). U myk duks ndenjur. Është mykur nga trutë* s'është në rregull nga mendja; s'është me kohën, më të renë, me përparimtaren etj.; nuk arsyeton në mënyrë të shëndoshë, i kanë zënë ndryshk trutë. *Iu mykën pa-ratë* kishte mjaft pare, të cilat nuk i vinte në qar-kullim, i mbante të mbyllura a të fshehura.
3. *Pës. e* MYK.
• I është myktir buka *dikujt shih te* BUKË,~A.
MYKË,~A . Pjesa e trashë e një mjeti prerës në të kundërtën e tehut, ana që nuk pret; pjesa e prapme e sqeparit, e sëpatës etj., e trashë dhe e shesh-të, më të cilën ngulim gozhdët, rrahim pykat a go-ditim diçka tjetër; qyrë, tun. *Myka e thikës (e shpa-tësj. Myka e kazmës (e shatës). Myka e sëpatës (e sqeparit). I ra (e goditi) me mykë. Ia nguli sëpatën gjer në mykë.*
•*k* Plak i mykës (plak në mykë) plak shumë i vjetër, njeri i rënduar nga pleqëria, me një këmbë në varr. E do me mykë (kokës) është shumë kokëfortë, s'merr vesh me fjalë dhe e kërkon më të egër e me force. Ia ktheu nga myka *dikujt* nuk kujdeset, nuk shqe-tësohet, nuk pyet me për dike, s'do t'ia dijë me për të, i ktheu krahët. I pret edhe myka i shkon fjala për çdo gjë, nuk ia kthejnë kurrë fjalën, s'ia bëjnë fjalën dysh. I vajti në mykë *p ër diçk a* iu tek për diçka dhe e do patjetër, s'duron dot pa të, i hipi (kryesisht për ndonjë ushqim, për duhan a për ndonjë dëshirë tjetër). Slikojnë mykë e pykë shkojnë shume keq njëri me tjetrin, zihen keq e s'i lëshojnë udhë njëri-tjctrit. Myka e di sa e forte është gozhda *fj.u.* ai që e bën punën e di se ç'vështirësi ka ajo.MYKËZ,~A . *bot.* Myku që zënë disa Uoje bi-mësh e pemësh (si hardhitë, drithërat, qepët

etj.); sëmundje si myku që u bie këtyre bimëve e pemëve; hirhi i hardhive. *V hyri mykëza (bimëve).*

MYKJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jevc MYK, MYKEM. *Mykja e duhanit (e miellit, e gjellës).*

MYKLLOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. Vishet me një shtresë të hollë myku, fillon të zërë myk; my-ket.

MYKOR,~E *mb.* Që ka trajtën e mykut, që është niyk. *Kërpudha mykore.*

MYKTH,~I *m. tnjek.* Sëmundje e gojës së fë-mijëve të vegjël e të foshnjave, që shfaqet në fillim rile pika të bardha, të cilat me vonë formojnë një shtresë në tërë cipën e gojës, të gjuhës e të qiellzës. *Mykthi shërohet me mjaltë.*

MYKUR (i, e) *ntb.* 1. Që ka zënë myk, që është rnykur. *Bukë e mykur. Fare e mykur. Ushqime (pemë) të mykura.*

2. *fig.* Që ka mbetur në një vend për një kohë të gjatë pa lëvizur, pa punuar e pa vepruar, që është plogështuar, e ka humbur gjallërinë; që ka mbetur prapa të tjerëve, që ka mendime prapanike; që Jca zënë ndryshk. *Njerëz (burokratë) të mykur.*

3. *fig.* Që vjen në kundërshtim më të renë a me për-parimtaren, që nuk është i kohës, që nuk të lë të shkosh përpara, që pengon zhvillimin e mëtejshëm; i vje-truar, prapanik. *Libra të mykura. Zakone të mykura të së kaluarës. Mendime të mykura.*

4. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.

MYLK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *hist.* 1. Prone te madhe (toka, kullota, vreshta, pyje etj.) e trashë-gueshme dhe e tjetërsueshme. *Kishte mylk e pasuri. \E morën si mylk.*

*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të ernrit. *Kish tetë shtëpi mylqe.*

MYNXYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fatkeqësi shumë e madhe. *I pllakosi (u ra) një mynxyrë. 1 gjeti një mynxyrë.*

*2.* E keqe shumë e madhe; turp i madh. *S'ka lënë mynxyrë pa bërë. Duroi turpe e mynxyra.*

MYNXYRËMADH,~E *mb. bised.* 1. Që i ka rënë një mynxyrë e madhe, që ka hequr e ka duruar shumë mynxyra, shumë fatkeq; si *mallk.* që i rente mynxyra. *Shtëpi mynxyrëmadhe.*

2. Që të shkakton fatkeqësi të mëdha, që të sjell mynxyra. *Nate mynxyrëmadhe.*

MYNXYROS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* I shkaktoj dikujt fatkeqësi të madhe, i bëj një mynxyrë; ia nxij jetën. *Ia mynxyrosi jetën.*

MYNXYROSEM *vetv. bised.* 1. Pësoj një fatkeqësi të madhe, me bie një mynxyrë; me nxihet jeta.

2. Nxihem në fytyrë, irnohem (nga inati, nga ze-mërimi etj.). *qe mynxyrosur fytyra;* 17.._ *mynxyros i tëri.*

MYNXYROSUR *JS,c)mb. bised.* Që ka pësuar fatkeqësi të mëdha, që i ka rënë mynxyra, që i është nxirë jea, që ka pasur halle të mëdha, fatkeq. *Jetë j>-^mynxyrosur. Ishte kohë (ditë) e mynxyrosur.*

MYNXYRSHËM (i), ~ ME (e) *mb.* Që të sjell mynxyrë; i kobshëm, gjëmëmadh. *Parandjenjë e mynxyrshme. Pasojë e mynxyrshme. Ditë (natë) e mynxyrshme.*

MYS,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesë e dale e diçkaje, që vjen me kurriz, ana e ngritur dhe e lakuar; kurriz. *Mysi i dorës. Mysi i dheut* kurrizi i dheut në hulli, që ngrihet nga lërimi i tokës; sop. *Mysi i bukës* ana e sipërme e bukës, që vjen c fryrë.

2. Pjesa e harkuar e diçkaje, që vjen si kupë. *Mysi i qieltit.*

3. *si mb.* I mysët. *Kapele mys. Është mys.*

*k* HIqe mys *diçk a !* mos e zgjat miM, mos men-do me për të!, ka marrë fund ajo punë. Ia hoqi mysin asaj pune nuk ka me shpresë të rregullohet ajo punë, hoqi dorë prej saj, ia hoqi fillin.

MYSAFIR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Mik që vjen në shtëpi dhe rri për drekë, për darkë a për të fjetur; mik. *Mysafir i nderuar (i shquar, i lartë). Mysafir i vonuar (i paftuar). Mysafirët e huaj. Mysafir nderi. Dhoma (oda) e mysafirëve. Erdhën mysafirët. Kemi mysafirë. Jane mysafirët tanë. Rri si mysafir* nuk punon, rri sikur është mik i ftuar, nuk merr pjesë në një punë.

MYSAFlRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* MY-SAFIR,~I.

MYSËT (i,e) *mb.* Që është i dale si gunge dhe i rrumbullakët nga sipër a nga jashtë, që është me kurriz, grahuq; *kund.* i lugët, lugor. *Pjesa (ana) e mysët. Thjerrëza të tnysëta. Sipërfaqe e mysët.*

MYSËTI,~A . Të qenët i mysët.

MYSLIMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Ai që beson në fenë myslimane, ithtar i myslimanizmit (në vendet ku vepron feja myslimane).

MYSLIMAN,~E *mb. fet.* Që ka të bëjë me mys-limanizmin ose me myslimanët, që i përket myslimanizmit, i myslimanizmit ose i myslimanëve (në vendet ku vepron feja myslimane). *Feja myslimane. Komu-niteti mysliman. Popullsia myslimane. Fshatrat myslimane. Bota myslimane.*

MYSLIMANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET *fet. Fem. e* MYSLIMAN,~I.

MYSLIMANIZËM,~MI m. 1. Fe që Sipas gojëdhënës është krijuar në shekullin VII nga Mu-hameti dhe që përhap e mbron dogmat e kuranit, islamizmi; botëkuptimi që mbështetet te kjo fe. *Dogmat e myslimanizmit. Zakonet (ligjet) fetare të myslimanizmit.*

*2. përmb.* Tërësia e myslimanëve, myslimanët, bota myslimane.

MYSH K,~KU i m. *sh.* ~QE, ~QET *bot.* Grup bimësh me ndërtim më të ndërlikuar se algat, kërpudhat e likenet, pa lule, që kanë gjethe, kërcell dhe rrënjë, riprodhohen me spore dhe rriten në ven-de me lagështi, mbi trungje drurësh, mbi tjegulla, mbi gurë a mbi shkëmbinj, buzë përrenjsh etj. *Mysh-ku i gjelbër (i butë). Myshqe të njoma. Myshk druri. Myshk uji. Myshk pylli. Myshku i kënetës. Fije myshku. I veshur (i nibuluar) me myshk. Mbrojtja e bimëve nga myshku. Zuri myshk.*

MYSHK,~U n *m.* 1. Lëndë me erë të forte e të këndshme, që nxirret nga një gjëndër e mash-kullit të një Uoj dreri dhe që përdoret në parfumeri, në mjekësi etj.; erë e mire dhe e këndshme që ka diç-ka. *Myshku i rrushit (i kumbullave). Myshk e sheqer! ur.* urirn që u bëjnë fëmijëve kur teshtijnë.

2. Sapun me erë të mirë, sapun fytyre. *U harxhua (u tret) myshku.*

3. *përd. mb.* Që ka erë të mirë. *Rrush (kumbulla) myshk. Sapun myshk.*

MYSHKËT (i,e) i *mb.* Që vjen erë myshk, që ka erë të mirë e të këndshme. *Mollë e myshkët. Rrush i myshkët. Të dehte me erën e myshkët.*

MYSHKËT (i,e) n *mb.* Që ka zënë myshk, që është i veshur a i mbuluar me myshk. *Gur (shkëmb, dru) i myshkët.*

MYSHNJË,~'A . *shih* MYSHK,~U i.

MYSHTERI,~U *m. sh.* ~NJ, <-NJTË *bised.* Ai që blen a që porosit diçka rregullisht në të njëjtin dyqan, në të njëjtin vend a tek i njëjti njeri, blerës i rregullt ose i përhershëm, klient. *Myshteri i vjetër (i ri). Urdhëroni, myshterinj!*

MYTESARIF,~I *m. sh.* ~Ë, ^ËT *hist.* Kryetar i administratës së një sanxhaku në kohën e peran-dorisë osmane. *Urdhri i mytesarifit.*

MYZAVË,~-A . *sh.* ~A, ~AT. Vijë me pluhur

që bëjnë mbi drurë molat e buburrecat, kur i brejnë këta.

MYZEQAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendë nga krahina e Myzeqesë ose ai që e ka prejardhjen nga kjo krahinë. *Myzeqarët e rilindur. Jeta (e ar-dhmja) e myzeqarëve.*

MYZEQAR,~E *mb.* Që lidhet me krahinën e Myzeqesë ose me myzeqafët, që është karakteristik për krahinën e Myzeqesë ose për myzeqarët, i Myzeqesë ose i myzeqarëve; që është krijuar nga myzeqarët. *Fshatarët (fëmijët) myzeqarë. Grate (vajzat) my-zeqare. Valle (këngë, veshje) myzeqarë.*

MYZEQARÇE *ndajf. bised.* Sipas mënyrës së myzeqarëve, ashtu si e bëjnë, si e mbajnë, si e luajnë, si e këndojnë etj. myzeqarët. *Valle (këngë) myze-qarçe. Flat (këndon) myzeqarçe. Kërciti muhabeti myzeqarçe.*

MYZEQARE,~'JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. -e* MY-ZEQAR,~I.

MYZHDE,~JA . *vjet.* 1. Lajm i gëzuar, sihariq. *Myzhde e mafie. Myzhde, se u shtua një pushkë!*

*2.* Dhuratë e vogël të hollash që i jepej atij që si lite një lajm të gëzuar (sidomos në rast lindjesh). *dha myzhdeitë.*

# N

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e nëntëmbëdhjetë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Tingulli n. Shkronja n.*
2. ii *em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja n. *N-ja nistore. N-ja e madhe (e vogël). N-ja e shtypit (e dorës).*
3. Përdoret në vend të emrit të vërtetë të diçkaje, që nuk duam ta përmendim; përdoret për të shënuar një numër të pacaktuar. *Anija "N". Reparti "N". Një numër* "n".
NA i 1. Trajtë e shkurtër e përemrit vetor NE në rasat dhanore e kallëzore. *Na tha se... Na dha librat. Na jep zemër. Na gëzoi pa masë.*
2. Përdoret në rasën dhanore për të shprehur një fare qëndrimi të afërt të folësit ndaj asaj që ndodh, për të përforcuar shprehjen e veprimit ose për ironi. *Na ishte ç'na ishte. Na shkon aty një plak. Na u kthye dimri. Pa shiko ç'na qenka!*
NA II *pasth. bised.* 1. Përdoret kur i japim di-kujt diçka, me kuptimin "merre", "urdhëro". *Na librin. Na, merre. Na edhe një.*
2. Përdoret për të tërhequr vëmendjen e dikujt ose për ta thirrur. *Na, more ti! Na, moj vajzë, eja këtu!*
NA HI *pj.* 1. Përdoret kur duam të vëmë në dukje diçka që nuk e pritnim ose nuk e dëshironim; ja. *Na edhe një përrua të pret udhën. Të dëgjova ty e, na tashti, se ç'më gjeti.*
2. Përdoret për të vënë në dukje një send, një gjendje a një veprim me përmasa që na habitin (në kuptimin "kaq, aq", duke e shoqëruar zakonisht me lëvizje të duarve). *E kishin gjoksin na-a! Na ta bësh dhëmbin! I hapi sytë na!*
3. Përdoret në shprehjet që shoqërojnë lëvizjen e pëllëmbës kur i japim dikujt munxat. *Na, të plaçin sytë!*
NACIONAL,~E *mb. shih* KOMBËTAR,~E. *Çësh-tja nacionale. Problemi nacional. Lëvizja nacionale.*
NACIONALÇLIRIMTAR,~E *mb.* Që bëhet për të çliruar atdheun nga pushtuesit e huaj; që ka të bëjë me luftën kombëtare të një populli a të një vendi për t'u çliruar nga pushtuesit e huaj. *Lëvizje national-çlirimtare. Lufta Nacionalçlirimtare e popullit shqip-tar. Fronti Nacionalçlirimtar. Ushtria Nacionalçli-rimtare. Këshillat nacionalçlirimtare. Këshilli Anti-fashist Nacionalçlirimtar.*
NACIONALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ithtar i nacionalizmit. *Nacionalistët borgjezë.*
2. Atdhetar që kërkon çlirimin e vendit nga pushtuesit e huaj. *Nationalist i ndershëm. Nacionalistë të rrymave të ndryshme.*
NACIONALfST,~E *mb.* Që i përket nacionalizmit, që ka të bëjë me nacionalizmin; që përshkohet nga fryma e nacionalizmit. *Politikë nacionaliste. Pa-rime (pikëpamje) nacionalistë. Grup nationalist.*
NACIONALIZËM,~MI *m.* 1. Ideologji dhe politikë reaksionare e borgjezisë së një vendi, e cila i vë in-teresat e veta të ngushta klasore mbi gjithçka, duke i paraqitur si interesa të të gjithë kombit, e quan këtë me epror ndaj kombeve të tjera dhe ndez përçmimin e armiqësinë ndaj tyre.
2. Lëvizje kombëtare kundër pushtimit dhe shtyp-jes së huaj; ndjenja kombëtare. *Nacionalizëm i flaktë (i zjarrtë).*
NACIONALIZIM,~'I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NACIONALIZOJ, NACIONALIZOHET. *Nacionalizimi i tokës.*
NACIONALIZOHET. *Pës. e* NACIONALIZOJ. *U nacionalizuan shoqëritë e transportit.*
NACIONALIZOJfca., ~OVA, ~UAR. Shndërroj në prone shtetërore token, një ndërmarrje, një degë të ekonomisë ose një prone private të madhe; shte-tëzoj. *Nacionalizuan bankat (hekurudhat).*
NACIONALIZCAR (i,e) *mb.* Që është shndërruar nga prone private në prone shtetërore, i shtetëzuar. *Pronat e nacionalizuara.*
NACIONAL-SOCIALIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me nacional-socializmin, nazist. *Portia nacional-•socialiste.*
NACIONAL-SOCIALlZËM,~MI m. *shih* NA-ZIZËM,~MI.
NADIR,~I m. *gjeogr.* Pike e përfytyruar në ku-pën e qiellit nga ana e kundërt e gjysmërruzullit ku ndodhemi, e cila del po të hiqet një vijë kulmore në-për qendrën e Tokës; *kund.* zenit.
NAFAKË,~A . *bised.* Fat; mbarësi. *Erdhi menqfakë. I preu nafakën. I doli nafaka. Qoftë me nafakë! ur. Ditë e re, nafakë e re, fj. u.*
NAFAKËKËPUTUR *mb. bised.* Fatkeq, i pafat; që ka mbetur e pamartuar (për vajzat).
NAFAKËPRERË *mb. bised.* I pafat; që nuk i del fati|, që mbetet pa martuar (për vajzat).
NAFOR'Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT *fet.* 1. Një cope e yogël nga mesha që, sipas paragjykimeve fetare, u jbpet besimtarëve pas meshimit (në vendet ku ve-pron kisha ortodokse).
*2.* Meshë, mblatë.
NAFTALINË,~A . Lëndë e bardhë, në trajtë petëzash prej kristalesh, me erë të forte, që nxirret nga katrani i qymyrgurit dhe që përdoret për të ruaj-turjrrobat nga mola etj.; bar mole, bar tenje. *I bëj-në rrobat (lëkurët) me naftalinë. I hodhi naftalinë. Mb'ante erë naftalinë.*
NAFTË,~A . 1. Lëndë e vajshme me ngjyrë të murrme, me erë të rëndë, që nxirret nga nëntoka dhe që çhërben si lëndë djegëse ose për prodhime të tjera si benzina, vajguri, parafina etj. *Pus nafte. Prodhi-met\ e naftës. Nxjerrja e naftës. Industria e naftës. Rafineri nafte. Uzinë e përpunimit të naftës. Punëto. rët \e naftës.*
*2* Prodhim i veçantë me ngjyrë të verdhë të errët, që nxirret nga distilimi i kësaj lënde të vajshme dhe që J)ërdoret për të vënë në lëvizje motorët me djegie të prendshme ose për ngrohje. *Automjet me naftë. Pompë e naftës. Patentë nafte* leje aftësie për të ngarë automjete që punojnë me këtë lëndë djegëse.
NAFTËMBAJTËS,~E *mb. gjeol.* Që përmban naftë, që ka naftë në shtresat e veta. *Shtresë naftë-mbdjtëse. Fushë (zone) naftëmbajtëse. Pellg naftë-mbajtës.*
NAFTËS JELLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Tërësia e gypave dhe e pajisjeve të tjera për ta çuar naftën nga puset e nxjerrjes në vendin e përpunimit ose të ngar-kimit. *Ndërtuan një naftësjellës.*
NAFTËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës i industrisë për nxjerrjen e naftës. *Dita e naftëtarit. Qyteti i naftëtarëve.*
NAGAÇE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. *shih* NAXHAKE, ~JA.
NAGANT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Lloj pistolete me mulli. *Mbante nagapt. Shtiu me nagant.*
NAHIJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Krahinë, anë. *Nahija e Shkodrës. Është nga nahija jonë.*

*1. hist.* Nënndarje administrative, që përfshinte disa fshatra në kohën e pushtimit osman në Shqipëri; komunë.
NAIV,~E *mb.* 1. Që është i patëkeq dhe i padja-llëzuar; që nuk ka përvojë nga jeta, që beson lehtë çdo gjë që i thuhet. *Njeri (fëmijë) naiv. Shikim naiv. Buzëqeshj2 naive.*
2. Që është tepër i thjeshtë, i pandërlikuar e i vet-vetishëm; që shpreh mungesën e përvojës nga jeta ose mungesën e njohurive. *Mendime naive. Pyetje naive. Trajiim naiv i dukurive. Në mënyrë naive.*
*3. Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Naivët dhe syleshët.*
NAIVITET,~I *m.* 1. Thjeshtësi e çiltër dhe e na-tyrshme, të qenët naiv. *Naiviteti i fëmijëve.*
2. Besim i tepruar te çdo gjë që thuhet, i cili vjen nga përvoja e paktë jetësore ose nga padija. *Beson me naivitet. Përfitoi nga naiviteti i të tjerëve.*
3. *sh.* ~E, ~ET. Fjalë ose mendime naive. *Flet (thotë) naivitete.*
NAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kudhër e posaçme e bakërpunuesve, që shërben për të rrahur e për të kthyer buzët e fletëve dhe të enëve prej bakri.
NAJLON,~I *m.* Lëndë sintetike që nxirret nga rrëshirat, prej së cilës bëhen fije shumë të qëndruesh-me; pëlhurë e endur me fije prej kësaj lënde. *Fije najloni. Këmishë (çorape, perde) najloni. Stof naj-loni. Thes (qeskë) najloni.*
NAKAR,~I *m. bised.* Smirë, resë. *E kanë nakar. Pëlciste nga nakari.*
NAKARMADH,~E *mb. bised. 1.* Smirëzi, zemërzi. *Njeri nakarmadh.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Shpirt-zinjtë e nakarmëdhenjtë.*
NAKATOS *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* 1. Përziej, tra-zoj. *Nakatos miellin (librat). E nakatosi gjellën.*
2. *keq.* E fut së bashku më të tjerë diku ose në diç-ka, e ngatërroj në diçka ose me dike, përziej. *Mos me nakatos në ato gjëra.*
NAKATOSEM *vetv. krahin.* 1. *vet. veta III.* Trazohet një lëndë me një tjetër; (edhe *veta I,II)* përzihem me një tjetër a më të tjerf: *U nakatos vaji me ujin. V nakatos gruri me thekër. U nakatosën me turmën.*
*2. keq.* Përzihem në një punë, marr pjesë diku a në diçka së bashku më të tjerë, ngatërrohem, tra-zohem. *Ai nuk nakatoset në punë të tilla. Mos u nakatos me ate!*
3. *pavet.* Me përzihet, me vjen për të vjellë. *Po me nakatoset.*
NAKATOSUR (i,e) *mb. krahin.* 1. I përzier; i tra-zuar. *Miell i nakatosur.*
2. Që merr pjesë në diçka bashkë më të tjerë, që nuk rri i veçuar nga të tjerët, që shoqerohet më të tjerë. *Është njeri i nakatosur.*
3. *fig.* I ngatërruar, i paqartë, i turbullt. *Punë e nakatosur.*
NAKËL *palak.* Me bëhet nakël: me mbetet në men-dje diçka e nuk me hiqet (nga dyshimi, nga frika a nga shqetësimi); me bëhet merak, me mbetet gozhdë.
NAKS,~E *mb. bised.* 1. Idhnak, zemërak; grin-davec, i prapë. *Njeri naks.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Është një naks i keq.*
NALLANF,~IA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Lloj heqlash prej një cope druri të latuar sa shputa e këmbës dhe me rrip përsipër, që mbahen nëpër shtëpi a nëpër oborr. *Rripi i nallanes. Ecte me nallane. Nuk mbajnë me nallane.*
NALLBAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Ai që mbath kafshët thundrake me potkonj, mbathtar. *Nattbani i kooperativës (i fshatit). Dare (thikë) nallbani. E çoi (e shpuri) te nallbani.*
*2. fig. keq.* Njeri i paaftë në mjeshtërinë e vet.• E pësoi (e kërkoi, vajti) si breshka te nallbani *shift te* BRESHKË,~A.
NALLÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj potkoi pa fushë, i hapur në mes. *Nallça kali. E mbalhi me nallça. I ra nallça.*
2. Paftë hekuri që u vihet këpucëve poshtë për të ruajtur shuajt. *vuri nallça.*
NALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* NALLANE, ~IA.
NAM,~I *m. bised.* Emri që i del dikujt ose men-dimi që është krijuar për dike a për diçka për të mirë ose për të keq. *Eshtë me nam* është shumë i njohur. i përmendur. *Me nam të mirë (të keq). Me nam e në 2ë. Burrë (punëtor) me nam. Fshat me nam. I doli nami* u be i njohur. *doli nami i mirë (i keq). Fitoi (mori) nam të madh. Ka një nam. la rriti (ia shtoi) namin. I vajti nami larg. T'u shoftë nami! mallk. I humbtë nami! mallk.*
2. *fig.* Dëm i madh, shkatërrim i madh, kërdi, gjëmë; zhurmë e madhe për diçka. *Bëri namin. S"bë-het nami! S'u be nami!* s'ndodhi ndonjë e keqe e madhe, s'u prish ndonjë punë e madhe!, punë e madhe!
Ik- Me nam (me një folje) shumë mirë, fort bukur. La nam *shih te* LË. Pa nam e pa nishan (as nam, as nishan) pa lënë asnjë gjurmë; krejt, fare, asgjë. Nuk i gjendet as nami as nishani është zhdukur fare, pa lënë asnjë gjurmë. Me mirë të të dale syri sesa nami *fj. u. shih te* SY,~RT.
NAMATIS *kal,* ~A, ~UR *vjet.* 1. I pëshpërit dikujt fjalë magjike sipas besimeve të kota e para-gjykimeve, gjoja për të larguar një sëmundje ose një fatkeqësi. *Namatiste të sëmurin.*
*2. jokal.* Pëshpërit nëpër dhëntbë disa fjalë që gjoja, sipas besëtytnive, kanë fuqi të largojnë një të ligë a fatkeqësi. *Namatisi nëpër dhëmbë.*
NAMATISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Ve-primi sipas kuptimit të foljes NAMATIS. *bënte namatisjen.*
2. Fjalët që shqiptohen sipas besimeve të kota. *Mërmëriti një namatisje.*
NAMAZ,~I *m. fet.* Falje që bëhet disa here në ditë sipas paragjykimeve fetare të myslimanizmit (në vendet ku vepron feja myslimane). *Namazi i mën-gjesit. Falnin namazin.*
NAMËTA *ndajf. krahin.t.* Menjëherë, në atë kohë; në atë mes. *Namëta erdhi dikush. Namëta u afrua. Namëta m'u kujtua.*
*2. si pj.* Ja ku, qe.
NAMËZA,~T . *vet. sh.* Munxat, paçet. *dha name zat.*
NAMIBIAN,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Namibisë ose ai që e ka prejardhjen nga Namibia (vend në Afrikën Jugperëndimore).
NAMIBIAN,~E *mb.* Që lidhet me Namibinë ose me namibianët, që është karakteristik për Namibinë ose për namibianët, i Namibisë ose i namibianëve, që është krijuar nga namibianët. *Çështja e drejtë e popullit namibian. Lufta çlirimtare e patriotëve na-mibianë.*
NAMUS,~I *m. bised., vjet.* Nder, cipa e njeriut. *Njeri me namus. I mori namusin* e turpëroi, e shau
rëndë në sy të të tjerëve. *Ruan (prish) namusin. U binte narnusi.*

NAMUSQAR,~E *mb. vjet.* Që e ruan shumë nde-rin. që është me cipë, i ndershëm; që gëzon një emër të mirë në shoqëri. *Plak (njeri) namusqar. Familjc namusqare.*
NANAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri kokëfortë, kryeneç.
NANSHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Mën-deshë, tajë.
NANUQ,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *anat.* Pjesa e dytë e stomakut të kafshëve ripërtypëse, që e ka faqen e brendshme hoje-hoje, aliver.
NANURIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Vë në gjumë foshnjën duke i kënduar e duke e përkundur.,Vii-*nuris foshnjën.*
*1. fig.* E vë në gjumë dike, i marr mendjen, e tru-llos. *nanuriste me pallavra. Përpiqen të nanurisin masat.*
3. *fig.* Përkëdhel; prek lehtë. *Valët nanurisnin bre-gun. Era nanuriste gjethet.*
NANURISEM. *Pës. e* NANURIS. *Jane nanurisur me këngë trimërie. Nanurisen me ëndrra (me iluzione).*
NANURISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NANUR1S, NANURISEM. *Nanurisja e lehtë e valëve. Nanurisja e s'ëmës.*
NAPALM,~I *m.* Lëndë që përbëhet nga kripëra të aluminit, të përziera me benzine, e cila ka fuqi të madhe djegëse dhe përdoret për bomba e flakëhe-dhëse. *Bombë me napalm. I dogjën me napalm.*
NAP,Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Trastë prej leshi e endur rrallë, ku hidhet djathi ose gjiza që t'i ku-llojë hirra. *Nape me djathë (me gjizëj. Djathë nape. E kullojnë në nape.*
*2.* Pëlhurë e bardhë dhe e hollë, që përdoret nga grate si shami koke. *Hoqi (vuri) napën.*
3. Mbulesë. *Nape tryeze. Dyshek me nape të bardhë.*
4. *fig.* Perde e hollë, cipë. *Nape resh. Napa e mje-gullës. Napa e nates. I hoqi (i grisi) napën.*
NAPËLUNGË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* NAPË, ~Ai.
NAPOLON,~I *m. sh.* ~A, ~AT *hist.* Monedhë ari me vlerë prej njëzet frangash ose prej njëqind lekësh.
NARDEN,~I *m.* Lëng i athët kumbullash, thanash etj., i zier mirë e i trashur, që përdoret në gjellë. *Mish (gjellë) me narden.*
NARGJILE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Lloj çibuku i gjatë i vendeve të Lindjes, që lidhet te një enë me ujë, nëpër të cilën kalon tymi i duhanit para se të arrijë në gojë. *Thithte nargjilenë. Pinin duhan me nargjile.*
NARKOMAN,~E *mb.* 1. Që është i dhënë shumë pas lëndëve narkotike; që është i sëmurë nga për-dorimi i narkotikëve.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Narkoman* i *pashërueshëm.*
NARKOMANI,~A . Prirje e sëmurë për të për-dorur vazhdimisht narkotikët, me pasoja të rëndapër shëndetin dhe për sjelljen e njeriut në shoqëri.
NARKOTIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lëndë që nxi-rret nga disa bimë si hashashi etj., e cila vepron mbi sistemin nervor qendror dhe shkakton një Uoj dehjeje ose gjumi të përkohshëm me ëndrra. *Përdorimi i narkotikëve në vendet kapitaliste e revizioniste. Vik-timat e narkotikëve.*
NARKOTIK,~E *mb.* Që vepron mbi sistemin nervor dhe e vë njeriun në gjumë ose që shkakton një lloj dehjeje të sëmurë; që përmban lëndë të tilla. *Lëndë narkotike. Bimë narkotike.*
NARKOTIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NARKOTIZOJ, NARKOTIZOHEM. *Nar-kotizimi i të sëmurit.*
NARKOTIZOHEM *vetv.* 1. Kaloj në gjendje hel-mimi të përgjithshëm të sistemit nervor nga përdorimi i vazhdueshëm i narkotikëve.
2. *Pës. e* NARKOTIZOJ.
NARKOTIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *mjek.* Ve në gjumë duke i dhënë lëndë narkotike; sjell në gjendje narkoze. *E narkotizuan të sëmurin. E narko-tizuan me eter.*
2. *fig.* I trullos mendjen, e vë në gjumë.
NARKOZË,~A. *mjek. 1.* Humbje e përgjithshme ose e pjesshme e ndjeshmërisë që shkaktohet me anë të narkotikëve, gjendje gjumi të thellë e pa ndjenja ng^ veprimi i lëndëve narkotike. *Aparati i narkozës. I bënë narkozën. I doli narkoza.*
2. Lënda narkotike, që përdoret për ta vënë në gjumë të thellë e pa ndjenja një të sëmurë. *dhanë narkozën.*
rJIARTË (i,e) *mb.* I kulluar, i kthjellët, i cemtë (për ujih). *Ujë i nartë.*
NATA-NATËS *ndajf.* Çdo natë, për natë. *Vjen nata-natës.*
NATAR,~E *mb.* Mendjehollë, që ia pret mendja; i shkathët, që i vjen ndoresh për çdo punë. *Grua na-tare.*
NATARE,~JA *.sh.* ~E, ~ET. Secila nga të dy rrotullat e vpgla në trajtë makaraje ku varen liqtë e vegjës.
NATË,~A . *sh.* NET, NETËT. 1. Koha që kur erret deri në agim, në pjesën e Tokës që, gjatë rrotu-llimit të saj, nuk ndriçohet nga Diclli; errësira gjatë kësa j kohe; *kund.* ditë. *Natë e gjatë (e shkurtër). Natë e errët. Netët e bardha (polare). Natëdimri (vjeshte...). Natë pa hënë. Nata e Vitit të Ri. Natën e asaj dite. Errësira e nates. Mesi i nates. Një ditë e një natë. Gjatë nates. për natë. Çdo natë. Gjithë (tërë) natën e nates. Nata me natë. Natë për natë. Net me radhë. Që me natë* pa u gdhirë; herët në mëngjes. *Në mes (në pike) të nates. Në orën një të nates. Me dy ore natë. U be natë. Ra (erdhi) nata. U thye nata. Kaloi një natë. E gdhiu gjithë natën. E zuri nata diku. Para se të zërë nata. Natën e mirë!* përshëndetje kur ndahen dy njerëz në mbrëmje ose urim për të fjetur mirë.
*l* Përdoret si pjesë e dytë në disa togje, të cilat shëndjnë diçka që lidhet me kohën nga të ngrysurit deri në mëngjes ose kryhet në këtë kohë a nevpjitet për këtë kohë. *Rojë note. Shërbim nate. Tumi i nates. Këmishë nate.*
3. Përdoret si pjesë e dytë përcaktuese në emër-timet e disa kafshëve ose bimëve. *Lakuriq nate. Flu-tur nate. Zog nate. Lute nate.*
4. *bised.* Përdoret kur i drejtohemi me dhembshuri një gruaje me kuptimin “e mjera, e zeza, korba”.
5. *përd. mb.* Shumë i errët; i ngrysur, i nxirë. *U be natë në fy tyre.*
• Ditë e natë (natë e ditë) *shih te* DITË,—A. Mur-gu i nates *mit. shih te* MURG,~U. E bëri natën ditë punoi pa ndërprerje, punoi më të gjitha forcat. Nata është me barrë *fj. u.* nata ka të papritura, nuk dihet se ç'ndodh. Jane (ndryshojnë) si nata me ditën kanë shumë ndryshim njëri nga tjetri; janë e kundërta e njëri-tjetrit. I shkoi (gjithë) nata në gjunjë *shih te* GJU,~RI. Dita ka sy e nata ka veshë *fj. u. shih te* VESH,~I.
NATËN *ndajf.* Gjatë nates; *kund.* ditën. *Some natën. Natën tone. Udhëtuan natën. Punon natën.*
• Të vret natën e të qan ditën *shih te* VRAS. Ditën të lëpin këmbët, natën të ngul dhëmbët *shih te* LËPIJ.
NATRlCM,~-i *m. kim.* Metal i butë me ngjyrë të bardhë si të argjendit, që nuk gjendet i lire në na-tyrë dhe që nxirret

kryesisht nga kripa e gjellës *(simboli* Na,). *Kloruri i natriumit* kripa e gjellës. *Fos-fati* i *natriumit.*

NATYRAL,~E *mb. 1. shih* NATYROR,~E.

2. *shih* NAT5fRSHËM (i), ~ME (e).

.Ekonomi natyrale ekonomi zakonisht fshatare, që prodhon gjithçka për nevojat vetjake dhe jo për tregun.

NATraALIST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që me-rret me studimin e natyrës; lëvrues i shkençave të natyrës. *Natyralist i madh (i shquar).*

2. Nxënës shkolle që merret me vëzhgime për jetën e bimëve dhe të kafshëve. *Rrethi i natyralistëve të rinj.*

3. *let., art.* Pasues i natyralizmit.

NATVRALIST,~E *mb. let., art.* 1. Që ka të bëjë me natyralizmin, i natyralizmit. *Shkolla (rrytna) na-tyraliste.*

2. Që i përshkruan ose i paraqit me imtësi e drejt-përdrejt, ashtu siç i sheh, hollësitë e jetës e të du-kurive, por pa berë përgjithësimin dhe tipizimin e tyre. *Përshkrim natyralist. Skenë natyraliste.*

NATYRALlSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* NATYRALIST,~I.

NATYRALlZËM,~MI *m. let., art.* 1. Drejtim letrar dhe artistik i gjysmës së dytë të shekullit XIX, që paraqiste me imtësi hollësitë e jashtme të jetës e të dukurive, pa bërë përgjithësimin e tipizimin e tyre, dhe që i zëvendësonte ligjet e zhvillimit të shoqërisë me ligjet e thjeshta biologjike të natyrës. *Rryma e natyralizmit. Përfaqësuesit e natyralizmit.*

2. Paraqitja në një vepër arti e jetës dhe e dukurive drejtpërdrejt e me imtësi, pa bërë përgjithësimin dhe tipizimin e tyre. *Shfaqje natyralizmi.*

NATYRË,~A . 1. Gjithësia me tërë sendet dhe qeniet, e cila zhvillohet sipas ligjeve të caktuara, bota organike dhe joorganike. *Natyra e gjallë* bota orga-nike. *Natyra e vdekur* bota joorganike. *Forcat e natyrës. Ligjet e natyrës. Dukuritë e natyrës. Studimi i natyrës. Shkencat e natyrës* fizika, kimia, biologjia,matematika etj. *Dituri natyre. Nënshtrimi i natyrës nga njeriu.*

*2.* Mjedisi'në të cilin rron njeriu në Tokë, më të gjitha qeniet e gjalla dhe sendet pa jetë. *Mbrojtja e natyrës. Vështirësitë e natyrës. Fatkeqësitë e natyrës. Kalendari i natyrës. Qarkullimi i ujit në natyrë.*

3. Pamja e një vendi me malet, fushat, lumenjtë, bimësinë etj.; vend jashtë qytetit. *Natyrë e bukur (e egër, e ashpër). Natyra shqiptare. Në gjirin e natyrës. Jashtë në natyrë. Mësim në natyrë. Dolën në natyrë. Jeton në natyrë.*

4. *fig.* Tërësia e vetive kryesore të brendshme, që përcaktojnë thelbin e diçkaje; veti thelbësore që e dallon diçka, thelbi. *Natyrë klasore. Natyra agresive e imperializmit. Natyra e rendit (e sistemit, e shtetit). Natyra e kontradiktave (e dukurive). Natyra e pyet-jeve. Natyra e një sëmundjeje. Zbulon (fsheh) natyrën e vet. Nuk e ndryshon natyrën.*

5. edhe *sh.* ~-A, ~AT *fig.* Tiparet themelore të karakterit të njeriut, zakonisht të lindura ose të ngu-litura; njeri me tipare të përcaktuara të karakterit. *Natyrë e gjallë (e butë, e vrazhdë, e gëzuar). I qetë (i qeshur, i rrëmbyer) nga natyra. E ka në natyrën e vet. I pëlqen prej natyre.*

6. edhe *sh.* ~A, ~AT *fig.* LIoj i diçkaje, që për-caktohet nga disa tipare. *Natyra e re e punës. Ra-ste (dukuri) të kësaj natyre. Pyetje (çështje) të kësaj natyre. Të një natyre.*

7. *art.* Send, qenie e gjallë ose pjesë e mjedisit, që shërben si model për një vizatim, një skulpturë etj. *E vizatoi nga natyra.*

• Në natyrë *ek.* që paguhet a që merret si mall ose si prodhim në vend të të hollave (për të ardhurat, pagën, shpërblimin, tatimin). I është bërë natyrë e dytë i është rrënjosur në gjak, i është bërë veti a tipar i ngulitur. Natyrë e qetë *art.* vizatim ose pik-turë që paraqet sende pa jetë ose lule, fruta etj.

NATYRËBUTË *mb.* Që është i butë e i qetë nga natyra, që nuk sillet me nervozizëm e ashpërsi. *Djalë (vajzë) natyrëbutë.*

NATYRËSI, ~A . Natyrshmëri. *Natyrësia e fry-mëzimit. Vepron (flet) me natyrësi. Luan me natyrësi në skenë.*

NATYRISHT ;. *ndërm.* Pa dyshirrl, siç është e na-tyrshme, sigurisht. *Natyrisht, nuk qe punë e lehtë. Ju, natyrisht, këtë e kuptoni vetë.*

NATYROR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me natyrën, <jë i përket natyrës, i natyrës; që lidhet me natyrën •e një vendi. *Kushtet natyrore. Kufijtë natyrorë. Shken-cat natyrore* shkencat e natyrës. *Pasuritë natyrore. Mjedisi natyror. Ligj natyror.*

2. Që buron nga natyra, që nuk është bërë nga njeriu; *kund.* artificial. *Lëndë natyrore. Gaz natyror. Mëndafsh natyror.*

3. Që bëhet sipas rregullsive ose ligjeve të natyrës; që bëhet në kushtet e natyrës. *Seleksionimi natyror. Vdekje natyrore. Rritja natyrore e popullsisë.*

4. Që përputhet me atë që është në natyrë, që është si në jetë, i vërtetë. *Ngjyra natyrore. Në madhësi natyrore.*

5. *gjuh.* Që merret sipas seksit dhe jo sipas tregue-sit gramatikor. *Gjini natyrore.*

• Numrat natyrorë *mat.* numrat e plotë me shenjë pozitive që përbëjnë një varg.

NATYRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që bëhet sipas rregullsive e ligjeve të natyrës, që kryhet pa përdorur mjete a ndërhyrje të jashtme, natyror. *Zhvillim (pro-ces) i natyrshëm. Vdekje e natyrshme.*

2. Që pranohet se është në përputhje me rregullat e zakonshme të jetës, normal. *Kërkesa të natyrshme.-Është e natyrshme* është e drejtë, me vend, kuptohet vetvetiu.

3. Që është i vetvetishëm e i zakonshëm, pa stër-hollime ose diçka tjetër të tepërt; i thjeshtë e i çlirët, jo i shtirë. *Lëvizje e natyrshme. Sjellje e natyrshme. Në mënyrë të natyrshme.*

NATYRSHËM *ndajf.* Në mënyrë të vetvetishme e të zakonshme, pa stërhollime e teprime, në mënyrë të thjeshtë e të çlirët, pa u shtirë. *Flet natyrshëm. Luan natyrshëm* (për një aktor).

NATYRSHMËRl,~A . Cilësia e atij që është i natyrshëm, ose e diçkaje që bëhet në mënyrë të vetvetishme e pa stërhollime, të qenët i thjeshtë e i çlirët. *Natyrshmëria e të vegjëhe. Thjeshtësia dhe natyr-shmëria e lëvizjeve. Luan (interpreton) me natyrshmëri* (për një aktor). *Flet me natyrshmëri. Humbet natyr-shmërinë.*

NAVATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *arkit.* Anijatë. *Navata kryesore. Kishë me tri navata.*

NAVlG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. Shul për të mbyllur derën, lloz.

NAVLLO,~JA . *bised.* Shuma e të hollave që jepet për të udhëtuar me anije. *Navlloja e kthimit. Paratë e navllos.*

NAXHAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Sëpatë e vogël, cakorre, latore. *presin degët me naxhake. Mpreh naxhaken.*

NAZE,~T . *vet. sh.* 1. Sjellje a qëndrim i dikujt që bën sikur nuk e do ose nuk i pëlqen diçka; shprehje mospëlqimi për një gjë, për një punë. *V bën naze gjellëve. Nuk i bën naze punës. Lëri nazet!*

*2.* Lëvizje, sjellje ose të folur me përdredhje për të tërhequr vëmendjen e për t'u pëlqyer të tjerëve, ojna. *Flet me naze. Ka shumë naze. Është plot naze.*

NAZELf,~E *mb. bised. shih* NAZEQAR,~E. *Çupë nazelie.*

NAZEMADH,~E *mb.* 1. Që bën shumë naze në të ngrënë ose që sillet me shumë naze. *Vajzë naze-madhe.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

NAZEQAR,~E *mb.* Që ha me naze, që u bën naze gjërave; që sillet me naze, që e ka zakon të bëjë naze.

NAZETOR,~E *mb.* Që sillet e që flet me shumë naze; që vishet e që stoliset për të rënë në sy. *Grua nazetore.*

NAZIBALLIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pje-sëtar i forcave të përbashkëta të nazistëve gjermanë dhe të organizatës tradhtare të "Ballit Kombëtar" që luftonin kundër Lëvizjes Nacionalçlirimtare. *Lufta kundër naziballistëve.*

NAZIBALLIST,~E *mb. hist.* Që kishte të bënte me forcat e përbashkëta të nazistëve gjermanë dhe të organizatës tradhtare të "Ballit Kombëtar", që luftonin kundër Lëvizjes Nacionalçlirimtare. *Forcat naziballiste.*NAZIFASHIST,~E *mb.* Që kishte të bënte me na-z:istët gjermanë dhe fashistët italianë si bashkëpunë-torë gjatë Luftës së Dytë Botërore; që është karak-teristik për nazistët dhe fashistët së bashku. *Pushtuesit hazifashistë. Agresiani nazifashist.*

NAZIK,~E *mb. bised.* 1. Që është i hijshëm, me përmasa të harmonishme e të këndshme, por jo të mëdha; i hollë e i brishtë. *Fytyrë nazike. Dorë (këmbë) nazike* (për grate). *Këpucë nazike.*

*1.* Që ka kërkesa të stërholluara për ushqimin, për veshjen etj. *Njeri nazik në veshje (në ngrënie).*

NAZIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ithtar i nazizmit, anëtar i partisë naziste. *Nazistët e egër (barbarë, gja-içatarë). Vegël e nazistëve. Krimet e nazistëve.*

NAZIST,~E *mb.* Që i përket nazizmit, që ka të bejë me nazizmin ose me nazistët, i nazizmit ose i nazistëve. *Hordhitë naziste. Pushtimi nazist. Krimet tfaziste.*

NAZIZËM,~MI *m.* Fashizmi gjerman, forma më e egër e diktaturës së borgjezisë imperialiste, që u vendos në Gjermani para Luftës së Dytë Botërore dhe që fshihej prapa parullave nacionaliste e socia-liste. *Nazizmi barbar (gjakatar). Fitorja mbi nazizmin. Çrrënjosja e militarizmit dhe e nazizmit.*

NDAHEM *vetv. 1.* Largohem nga një njeri a nga shumë veta, më të cilët isha bashkë; veçohem, shkë-putem. *U nda nga shokët (nga radhët, nga turma). U nine dhe u ndanë. U ndamë nëpër klasa (në grupe). U nda mënjanë (veç). Sapo u ndamë prej tij. Delen (jë ndahet nga shoqet e ha ujku. fj. u.*

*2.* Shkëputem nga bashkëshorti, pres marrëdhëniet bashkëshortore, prish rrtartesën; nuk rroj me së bashku me dike, dal si familje veçan; largohem nga dikush, më të cilin kam pasur lidhje të ngushta, ndër-pres marrëdhëniet për shumë kohë ose përgjithnjë, iki, i lë lamtumirën dikujt. *U nda nga i shoqi. V nda nga vëllezërit (nga prindët). U ndanë me mall. Nuk ndahej dot nga e ëma. U nda me vete. Nuk ndahen nga fshati. U ndamë për së gjalli* kemi një kohë të gjatë pa u takuar.

3. *(me pjesëzat mohuese* nuk, s\ mos). Ndjek me ngulm dike, i vihem pas; i rri vazhdimisht pranë; i bie me qafë, e shqetësoj vazhdimisht, nuk i hiqem, nuk i largohem. *Nuk iu nda për asnjë cast. Mos iu ndani! S'iu ndanë ethet (sëmundjet,. kokëçarjet). Nuk iu nda shati nga dora. E mira mos t'u ndaftë! ur. Njeri që s'të ndahet. Nuk me ndahet një mendim (një dyshim). Nuk u ndahet shokëve* ecën në një hap më të tjerët, punon njësoj si të tjerët.

4. *fig. (me pjesëzat mohuese* nuk, s', mosj i vihem diçkaje me zell, e bëj vazhdimisht e pa ndërprerje, i rri përsipër. *Nuk i ndahet punës. Nuk u ndahet librave (mësimeve). Nuk u ndahet arave (bagëtive).*

5. *fig.* Dal nga një gjendje e vështirë; kapërcej disa rrethana a kryej diçka me një përfundim të cak-tuar. *U ndanë me nder (me fane të bardhë, faqebardhë). U ndamë mirë (keq). Nuk ndahemi shëndoshë (do të ndahemi keq)* mosmarrëveshja ose grindja do të ketë pasoja shumë të rënda. Si *u ndatë më të korrat sivjet?*

6. Jam i një mendimi tjetër, nuk bashkohem me mendimet ose me veprimet e një tjetri, ndryshoj. *Ndahemi në mendime. Në këtë pike ndahemi. Mbledh-ja u nda me dysh.*

7. *vet. veta III.* Copëtohet në pjesë të veçanta (një e tërë), pjesëtohet; i shkëputet një pjesë; përbëhet nga pjesë të veçanta. *U nda me dysh (me katërsh, përgjysmë). Ndahet në degë. Rruga ndahet me dysh. Ndahet në shtresa. Ndahet në grupe (në klasa).*

8. *Pës. e* NDAJ. *Ndahet me mur (me gardh). U ndanë të hollat. U ndanë rolet (detyrat). U nda dita e martesës. Nuk ndahet nga larg.*

• U ça e u nda *shih te* ÇAHEM. U nda nga jeta (prej nesh, nga gjiri ynë) vdiq. Ndahet (është) në shenjë *shih te* SHENJË, ~A. S'u ndahet shpirti *shih te* SHPIRT,~I. Me ndahet zemra dysh *shih te* ZEMËR, ~RA. S'ndahet raishi prej thoity.u. *shih te* MISH,~I.

NDAJ *kal.,* NDAVA, NDARË. 1. Largoj njërin nga tjetri dy a me shumë sende ose njerëz që janë bashkë, shkëput; nxjerr veç e veç dy lëndë a gjëra të ndryshme, që janë përzier, veçoj; *kund.* bashkoj. *ndau kecat nga dhitë. Ndaj libra! nga fletoret. I ndau dy veta që ziheshin. Ndaj veç. Ndaj sipas llojeve. Ndaj fijet.*

*2.* Mbaj të veçuar nga diçka; jam në mes; ku-fizoj; *kund.* lidh. *Na ndan lumi (deti). E ndan kopshti nga rruga. I ndan një lagje (një shtëpi). Ndaj me mur (me gardh). Ndaj në shtresa. Një hap e ndan.*

3. Lëshoj gruan ose burrin; e shkëput nga bashkëshorti; e nxjerr për të jetuar si familje veçan; e de-tyro j të rrojë veçan nga dikush. *E ndau gruan (burrin). E ndau djalin. E ndau nga familja. I ndau lufta. Asgjë nuk mund t'i ndajë.*

*4. fig.* Mbaj të shkëputur, nuk i lidh, nuk i mbaj bashkë a pranë (zakonisht me mohim). *Nuk e ndajmë ekonominë nga politika. Nuk i ndan fjalët nga veprat. Nuk e ndajmë pushkën nga libri. Nuk e ndan nga vetja.*

5. Copëtoj në pjesë të veçanta (një të tërë), e bëj pjesë-pjesë, pjesëtoj. *Ndau bukën. Ndaj përgjysmë (me dysh, katërsh). Ndaj në pjesë (në thela, në cope). I ndau fjalët në rrokje. E ndau në këste. Ndaj në ditë (në muaj). E ka ndarë librin në pesë kapituj. I ndau me një vijë në mes.*

6. Pjesëtoj diçka midis dy a me shumë vetave; i jap secilit një pjesë a diçka nga një e tërë, nga një grumbull, shpërndaj; i bëj pjesë një tjetri, e kam të përbashkët me një tjetër. *Ndau gjellën. Ndajnë të hollat (të ardhurat,*

*fitimet). Ndan letrat. I ndau pjesën. U ndanë dhurata. U ndau punën (detyrat). Ndau ftesat. Ndanë rolet. Ndanë nga një pike. Nuk e ndan push-tetin më të tjerët.*
7. I vendos nëpër vende të ndryshme, shpërndaj. *Ndaj dy nga dy. I ndanë nëpër shtëpitë efshatarëve (nëpër baza).*
8. *fig.* Provoj së bashku me dike një ndjenjë, një gëzim a hidhërim. *Ndamë gëzimet dhe hidhërimet. Ndajmë së bashku të mirën dhe të keqen.*
9. Heq mënjanë për dike a për diçka; e caktoj për diçka. *Kishte ndarë para mënjanë. I ndau dy kile mish (rrush). E ndanë një cope tokë për perime (për fare).*
10. I ndërpres foshnjës qumështin e gjirit, zvjerdh. *E ndau fëmijën prej gjirit.*
11. *vet. veta HI fig.* Është larg në një periudhë kohe të caktuar. *Edhe dy javë na ndajnë nga Viti i Ri. Pak kohë na ndan nga dita e zgjedhjeve.*
12. *fig.* Caktoj kohën (afatin) për një punë. *Ndanë ditën e martesës.*
13. *(me pjesëzat mohuese* nuk, s\ mosj. I jap vazh-dimisht; i kushtoj vazhdimisht e pa ndërprerje, nuk e ndërpres. *Nuk ia ndan qumështin (pemit) fëmijës. Nuk ia ndan kujdesin. Nuk ia ndau luftën.*
14. *fig.* Bëj mend a e bëj me fjalë me dike për të kryer diçka, vendos. *E ndau me mend. E ketni ndarë të shihemi sonte. Kishtu* r *ndamë.*
15. *fig.* I jap zgjidhje, përcaktoj përfundimin. *Punët i ndan mejdani. Këtë e ndan pushka.*
16. *fig.* Arrij të shoh; dalloj, shquaj (zakonisht me mohim). *Nuk e ndaj dot nga larg. S'e ndava dot kush qe. Ndaj të bardhën nga e zeza. E ndau mirë.*
17. *jokal. vet. veto III fig. bised.* Dallon, shquan. *Nuk ndan nga i vëllai. Nuk ndan nga të tjerët.*
18. *vet. veto III.* Nxjerr kalli. *Ndan kalli misri.*• Can e ndan *shih te* ÇAJ. I ndau bathët e nxori
të vërtetën në shesh. E ndau bukën *me dike* i preu marrëdhëniet, e prishi miqësinë me dike, u prish me dike. Na ndan një det (i tërë) *shih te* DET,~I. S'e ndan (s'e heq, s'e lë, s'e lëshon) nga goja *dike a diçka shih te* GOJË,~A. Ndaj gjyqin *shih te* GJYQ,~I. Të ndafsba (të ngrënsha, të bëfsha) hallvën! *thjeshtligj., mallk. shih te* HALLVË,~A. Nuk ia ndan hapin *d ik u j t* e ndjek kudo, i shkon pas kudo. I ndan një hendek *shih t$_e$* HENDEK,~U $_2$. I ndau (i qëroi) lakrat (Uogaritë, hesapet) *me dike* për-caktoi qartë qëndrimin e vet ndaj dikujt; u shkeput përfundimisht nga dikush. Ia ndau leshtë *diçkaje shih te* LESH,~TË. E ndau mejdanin *me dike shih te* MEJDAN,~I. E ndau mendjen vendosi një here e mirë. Nuk ia ndan (nuk ia heq, nuk ia shqit) sytë *shih te* SY,~RI. E ndanë (e vendosën, e zgjidhën) me shpatë *shih te* SHPATË,~A. E ndaj (e pres) me thikë *diçka shih te* THIKË,~A. Ndaj nga vatha *shih te* VATHË,~A. Topi s'na ndan *shih tek* TOP,~I. Ndaj të bardhën nga e zeza *shih te* BARDHË,~A (e) 9. E ndan bukën në zjarr *shih te* ZJARR,~I. Ndaj bykun nga gruri *shih te* BYK,~U. Ndaj dhentë (delet) nga dhitë *shih te* DHI,~A. Ndan kafshatën e gojës (kafshatën e fundit) me dike *shih te* KAFSHATË,~A. Ndaj bykun (kashtën) nga kokrrat *shih te* KOKËRR, ~RRA. E ndau (e mblodbj) raendjen top *shih tek* TOP, ~IT. E ndau punën dysh *shih te* DYSH. E ndan (e can) qimen (me) katërsh (dysh) *shih te* QIME,~JA. Ndaj shapin nga sheqeri *shih te* SHAP,—I. Lyp për derë e ndan për shpirt *shih te* DERË,~A. Vetëm gjaku i ndan *shih te* GJAK,~U i. Veç shata e lopata do të na ndajë *shih te* SHATË,~A.

NDAJ. I. *parafj.* 1. Përdoret me një emër në rasën kallëzore, që tregon kohën pak caste para së cilës ose me fillimin e së cilës ndodh diçka; afër. *Ndaj të gdhirë. Ndaj të ngrysur.*
*2.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore që tregon vendin ose njeriun pranë të cilit gjendet dikush a diçka, kryhet një veprim ose drejt të cilit lëviz dikush a diçka; pranë; përbri; kundrejt. *Te ahu ndaj burimit. U afrua ndaj zjarrit. U kthye ndaj nesh.*
3. Përdoret me një emër në rasën rrjedhore, më të cilin lidhet diçka ose kundrejt të cilit shprehet një ndjenjë a një marrëdhënie e caktuar, kundrejt. *Bes-nikëria ndaj atdheut. Qëndrimi socialist ndaj punës. Dashuria ndaj prindërve. Mirënjohja ndaj jush. I qën-drueshëm ndaj zjarrit. Është kërkues ndaj vetes. Sillet mirë ndaj meje.*
4. Në krahasim me, përkundrejt. *Një kthesi e madhe ndaj vitit të kaluar. Ndaj të tjerëve është me i mirë.*
II. *lidh. bised.* 1. Prandaj. *Të dua të mirën, ndaj të thashë (të fola). Ka mbetur edhe pak kohë, ndaj men masat e duhura. Ishte plagosur, ndaj s'ecte dot.*
*2.* Ndërsa, kur. *këqyr ndaj kuvendojnë.*
NDAJFOLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Pjesë e pandryshueshme e ligjëratës, që tregon një tipar të veprimit a të gjendjes, rrethanat a mënyrën e ve-primit ose shkallën e cilësisë a të veprimit. *Ndajfolje përemërore (rrethanore, pyetëse, mohuese). Ndajfolje kohe (vendi, mënyre, shkaku, cilësie, sasie, qëllimi, krahasimi).*
NDAJFOLJEZfM,~I *m. gjuh.* Veprimi sipas kup-timit të foljes NDAJFOLJEZOHET. *Ndajfoljezimi i emrave.*
NDAJFOLJEZOHET *vetv..* ~UA (u), ~CAR
*gjuh.* Kthehet në ndajfolje, merr tiparet e ndajfoljes (për një pjesë të ligjëratës).
NDAJFOLJOR,~E *mb. gjuh.* Që ka vlerën ndajfoljes; që përdoret si ndajfolje. *Shprehje ndaj-foljore. Lokucion ndajfoljor. Kuptim ndajfoljor. Me vlerë ndajfoljore.*
NDAJGJENDEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. I ndo-dhem pranë dikujt në caste të vështira, kur ka ne-vojë për ndihmë a kur është ngushtë, i gjendem krah, i ndodhem dikujt. *Iu ndajgjend në ditë të vështira.*
NDAJGJETHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Pjesë e vogel e një bime, që ka trajtën e një fletëze a të një zgjatimi dhe që është e vendosur aty ku zë fill gjethja.
NDAJNATË,~A . Koha pak para se të erret; muzgu i mbrëmjes. *Qetësia e ndaj nates. Në kohën e ndajnatës. Vjen (afrohet) ndajnata.*
NDAJNATË *ndajf.* Në të ngrysur; në muzg të mbrëmjes. *Erdhi ndajnatë.*
NDAJNATËHERË *ndajf.* Pak para se të ngryset. *Arritën ndajnatëherë.*
NDAJSHTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjuh.* Pjesë që i shtohet një rrënje ose një teme të fjalës përpara (parashtesë), në mes (brendashtesë) a në fund (pra-pashtesë), për të formuar një fjalë tjetër me kuptim a me ngjyrim të ri ose për të ndërtuar një trajtë të fjalës (mbaresë). *Ndajshtesë fjalëformuese. Ndajshtesë fjalëndryshuese* mbaresë.
NDAJSHTESIM,~I *gjuh.* Formimi i një fjale të re ose i trajtës së një fjale me anë të një ndajshtesë.
NDAJSHTESOR,~E *gjuh.* Që ka lidhje me ndaj-shtesën; që bëhet me ane të ndajshtesave. *Morfemë ndajshtesore. Fjalëformim ndajshtesor.*
NDAJSHTIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Për-caktor i shprehur zakonisht me një emër a i zgjeruar edhe me fjalë të tjera, që vihet pranë një emri tjetër ose një përemri e

lidhet me këta thjesht me pranë-vënie ose me përshtatje të pjesshme dhe që shërben për të dhënë një saktësim ose një sqarim të mëtej-shëm *(p.sh.* Gazeta “Drita”; Arkitekt Sinani; Nairn Frashëri, poeti me i madh etj.). *Ndajshtim caktues. Ndajshtim sqarues. Ndajshtim i veçuar (i paveçuar).*
NDAJSHTEVIOR,~E *mb. gjuh.* Që shërben si ndajshtim, që luan rolin e ndajshtimit. *Plotës ndaj-shtimor. vjet. Fjali ndajshtimore.*
NDAJSHTRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjuh.* Oju-ha e ardhësve (zakonisht e një pakice), qëndikonmbigjuhen e një popullsie rrënjëse si gjuhë fqinje, ose jgjuha e një popullsie që bashkëjeton për një kohë |të gjatë me një popullsi tjetër e që ndikon mbi gjuhën e kësaj.
NDAJTHITH *kal,* ~I, ~UR *kim.* Thith (një jtrup i ngurtë) në sipërfaqen e vet pjesëza gazi, avujsh lose lëndësh të tretura. *Ndajthith një gaz.*
NDAJTHITHJE,~A . *kim.* Veprimi sipas kup-timit të foljes NDAJTHITH.
NDAL *kal.,* ~A, ~UR. 1. I ndërpres ecjen ose lëvizjen dikujt a diçkaje, e bëj të qëndrojë në vend; ndaloj. *Ndal kalin. Ndal makinën.*
2. Ndërpres ose lë pa përfunduar një veprim, një punë etj. *Ndal bisedën (këngën). Ndali vrapin (hapin). E ndalën lojën. E ndali valën (hovin, vrullin).*
3. I ndërpres rrjedhjen, nuk e lë të rrjedhë a të 4alë; e pushoj, ndaloj. *E ndal gjakun. I ndali lotët.*
4. *bised.* E mbaj që të rrijë diku si mik. *Ndal për drekë (për darkë).*
5. Nuk i jap diçka që i përket dikujt, e mbaj. *ndalën rrogën dikujt. Nuk ndal asgjë për vete. la ndalën me këste.*
6. *fig.* E ngul diku, e përqendroj te dikush a te diçka. *ndali sytë (e ndali vështrimin) te flamuri. E ndalëm vëmendjen te çështja kryesore.*
7. *bised.* Shuaj. *Ndal zjarrin. Ndal kandilin. Ndal kiotorin.*
8. *jokal.* Pushoj së ecuri, së lëvizuri a së bëri diçka, ndalem; ndërpritet. *Ndalën te dera. Ndali makina. Pritnin të ndalte shiu.*
•*k* I ndal dorën *dikujt* e pengoj me force, nuk e lejoj që të bëjë diçka. E ndali (e la, e mbajti) vrapin *diku shih te* VRAP,~I. Ndal diellin me fjalë *shih te* FJALË,~A.
NDAL *pasth.* Përdoret si thirrje ose si urdhër, që i drejtohet dikujt për të mos ecur më tej, për të që-ndruar në vend. *Ndal! Kush kalon? Thërriti “ndal!”*
•*k* I them “ndal” i pres rrugën, s'e lë të shkojë a të zhvillohet më tej; e kundërshtoj me force e me ve-ndosmëri.
NDALEM *vetv.* I. Ndërpres ecjen ose lëvizjen, qëndroj në vend; pushoj së punuari a së vepruari. *U ndal te shkolla. Nuk u ndalën në mes të rrugës. Pu-non pa u ndalur.*
2. *vet. veta III.* Pushon së rrjedhuri, së zhvilluari, së punuari etj., nuk vepron a nuk bëhet me, ndërpritet, ngel. *U ndal shiu. U ndal gjaku. U ndal puna, lit ndal fryma. U ndal zjarri.*
3. Qëndroj diku për të bujtur ose si mik; qëndroj diku rrugës për pak kohë. *Ndalem në hotel (te një mik). V ndalëm për drekë atje.*
4. *fig.* Përqendroj vëmendjen diku, merrem në veçanti me dike a me diçka. *U ndal në (te) një çështje. Mbledhja u ndal gjatë te metodat e reja. Po ndaleml te disa të meta.*
5. Përmbahem, e mbaj veten, nuk e bëj diçka. *Nuk di të ndalet. Nuk u ndal as para një krimi. Nuk ndalet para asgjëje.*
*6. Pës. e* NDAL.
NDALESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Pushim i shkurtër, ndërprerje e përkohshme; qëndrim i shkurtër i një mjeti udhëtimi. *Ndalesat në rrugë. Ndalesat gjatë leximit. Ndalesat e alpinistëve gjatë marshimit. Pas disa ndalesave. Bën shumë ndalesa.*
*2.* Ndërprerje e punës. *Ndalesë e shkurtër (e pa-parashikuar). Ndalesat e makinerisë. Punon pa ndalesa.*
3. Vend ku qëndrojnë mjetet e udhëtimit për të hipur a për të zbritur udhëtarët. *Ndalesat e autobusit. Në ndalesën e tretë.*
4. Pengesë, vështirësi. *Thyej çdo ndalesë. Nuk njeh ndalesë* nuk ndalet para pengesave.
5. Shumë të hollash që mbahet për të shlyer një detyrim. *Ndalesat e përmuajshme. Ndalesat nga paga.*
NDALË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pushim i shkurtër gjatë një udhëtimi me këmbë ose me ndonjë mjet; ndalesë.
NDALlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve NDALOJ, NDA-LOHEM. *Ndalimi i punës. Ndalimi i zjarrit. Ndalimi i gjakut. Ndalimi i armëve bërthamore. Ndalim kalimi.*
*1. bised.* Porosi ose urdhër për të mos bërë diçka. *Iku, me gjithë ndalimet e s'ëmës.*
NDALIMQARKULLIM,~I *m.* Urdhër për të mos lëvizur pa lejë të veçantë, sidomos në orët e nates, nëpër rrugët e një qyteti në kohë lufte ose gjendjeje të jashtëzakonshme. *Shpallja e ndalimqarkullimit. Gjendje e ndalimqarkullimit. U vendos (u hoq) ndalim-qarkullimi.*
NDALJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDAL, NDALEM. *Ndalja në rrugë. Ndalja e makinës. Ndalja e rrogës.*
2. *shih* NDALESË,~A 1,5.
NDALK,~KU *m. sh.* ~Q, ~QIT *zool.* Peshk i vogël deti, që ka mbi kokë një organ me anën e të cilit u ngjitet peshqve të tjerë më të mëdhenj ose ani-jeve, që ta tërheqin pas vetes.
NDALOHEM *vetv.* 1. Ndërpres ecjen ose lëvizjen, qëndroj në vend. *U ndaluan në vend. Automobili u ndalua.*
2. *shih* NDALEM 2,3.
3. *pavet.* Nuk lejohet. *Ndalohet duhani. Ndalohet qarkullimi. Ndalohet hyrja pa punë. Ndalohet rreptë-sisht.*
4. *Pës. e* NDALOJ 1.7.
NDALOJ *kal,* ~OVA, ~tjAR. 1. I ndërpres ecjen ose lëvizjen dikujt a diçkaje, e bëj të qëndrojë në vend, ndal. *Ndaloj kalin. Ndaloj veturën (karrocën, biçikletën).*
2. Lë përgjysmë a pa përfunduar diçka; ndërpres; nuk e lejoj të zhvillohet a të shfaqet me gjatë. *Ndaluan punën. Ndaluan lojën. Ndaloj gjykimin. I ndalon dhembjen. Ndalon zhvillimin (rritjen). Ndaloj zjarrin. usht. S'ka force që na ndalon.*
3. I ndërpres rrjedhjen, nuk e lë të rrjedhë a të dale; e pushoj; ndal. *Ndaloj ujin. E ndalon gjakun.*
4. Nuk a lë të veprojë ose të bëjë diçka, e mbaj; pengoj një veprim a urdhëroj të mos bëhet. *E ndaloj të flasë (të përgjigjet). I ndaloi të takoheshin (të bisedonin). la ndaloi fjalën. Ndaluan botimin (shfaq-jen, përdorimin). E ndaloi me force (me urdhër).*

5. Nuk e lejoj dike të përdorë diçka, të merret me diçka ose të bëjë diçka, zakonisht të dëmshme për të, ia heq. *ndaloi duhanin (pijet, të skuqurat). la ndaloi leximin (banjat e detit). Ia ka ndaluar mjeku.*6. Nuk i jap diçka që i përket, i mbaj. *ndaluan rrogën (tëhollat).*
7. *drejt.* I heq lirinë dikujt derisa të vendoset arres-ttmi ose lirimi.
8. *jokal.* Pushoj së ecuri, së lëvizuri a së bëri diçka; ndalet, ndërpritet. *Ndaloj teTëura. Ndaloi në vend. Aty ndaloi Ndaloi ora. Ndaloi fabrika. Ndaluan lë-kundjet. I ndaloi zemra.*
NDALUAR (i,e) *mb.* Që nuk lejohet të përdoret a të shfrytëzohet (zakonisht me urdhër a me ligj); që nuk lejohet të bshet. *Libër i ndaluar. Zone e nda-luar për kullotje. Me udhë (me rrugë) të ndaluar. Me mjete të ndaluar a. Baslikëjetesë e ndaluar. drejt. Është e ndaluar.*
• Mollë e ndaluar *shih te* MOLLË,~A.
NDALCES,~E *mb.* 1. Që nuk lejon të bëhet diçka. *Ligj ndalues. Masa ndaluese.*
*2.* Q5 mban në vend a që nuk lejon të lëvizë diçka. *Dhëmbi ndalues. tek. Llastik ndalues* (i gjakut).
NDANË. I. *ndajf.* Përbri, pranë, afër. *Ndanë i rrinte nëna. Fusha me lumin ndanë.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore, që tregon vendin në buzë, në skaj a në anë të të cilit gjendet ose drejt të cilit lëviz dikush a diçka. *Ndanë udhës (urës, pyllit). Ndanë ores (lumit). Rruga ndanë qytetit. Arritëm ndanë fshatit.*
• Tej e ndanë *shih tek* TEJ.
NDARAS *ndajf.* Në mënyrë të veçuar; veç e veç, jo së bashku. *Fjalë të shkruara ndaras. Rrojnë ndaras.*
NDARAZI *ndajf.* Ndaras.
NDARË,~A (e). *sh.* ~A, ~AT (të). Pjesë e ve-çantë brenda një ndërtese; kthinë, dhomë. *Shtëpi me katër të ndara.*
NDARË (i,e) *mb.* I. Që është veçan nga diçka ose dikush tjetër, jo i bashkuar; që i përket veçan secilit, jo i përbashkët. *kemi të ndara punët (detyrat). Rru-get tona janë të ndara. S'kanë asgjë të ndarë.*
*2.* Që e ka zgjidhur martesën; që nuk jeton me së bashku më të tjerë në një familje, që ka dale veçan. *Grua e ndarë. Burrë i ndarë. Vëlla i ndarë. Jemi të ndarë.*
NDARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* 1. Pajisje që shërben për të veçuar dy lëndë të përziera.
2. Vegël që shërben për të veçuar dy pjesë midis tyre ose për të ndërprerë lëvizjen e diçkaje. *Ndarësi* i *fishekëve. Ndarësit e gazeve. Mulli me ndarës.*
:NDARËS,~E *mb.* Që shërben për të veçuar dy pjesë ose dy gjëra midis tyre. *Mur ndarës. Shenjë ndarëse. Kufi ndarës. Vizë ndarëse. gjuh.*
NDARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve NDAJ, NDAHEM.
*Ndarja e ftesave. Ndarja e çmimeve (e librave, e dhu-ratave). Ndarja administrativo-tokësore. Ndarja e të ardhurave. Ndarja e shoqërisë në klasa. Ndarja sho-qërore e punës. Ndarja e fjalëve në fund të rreshtit. Ndarja e punëve midis pjesëtarëve të familjes. Ndarja nga grua;a (nga burri). Ndarja e tregjeve (e botës)* “uj *superfuqitë. Vija e ndarjes. Bëj një ndarje të drejtë.*
*2.* Pjesë në te cilën është ndarë diçka; e ndarë. *Ndarjet e arkës. Ka dy ndarje të mëdha.*
NDASl,~A *m. sh.* ~, ~TË. Shkëputja dhe ku-ndërvënia e dy palëve, që vjen për shkak të grindjeve, të qëndrimeve të kundërta ose të dallimeve; përçarje; *kund.* bashkim. *Ndasi fetare (krahinore). Fut (nxit) ndasinë. Luftonin ndasitë. U ka hyrë ndasia.*
NDASOR,~E *mb. gjuh., vjet.* Veçues, që veçon. *Lidhëz ndasore.*
NDASHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të ndahet në pjesë.
NDASHMËRI,~A . 1. Vetia e diçkaje për t'u ndarë në pjesë.
2. *min.* Aftësia e disa kristaleve të përbëra prej mineralesh për t'u çarë dhe për t'u ndarë në shtresa me rrafshe të drejta, të përcaktuara mirë, kur i godi-tim me diçka. *Rrafshet e ndashmërisë.*
NDEHEM *vetv.* 1. Shtrihem sa gjatë gjerë. *U nde në shtrat. U nde pranë zjarrit. U nde përtokë.*
*2. vet. veta III fig.* Përhapet e mbulon diçka; bie. *U nde mjegulla (jymi). U nde nata (errësira). U nde një heshtje e plotë.*
3. *vet. veta III.* Tendoset. *lu nde fytyra. Ndehet si hark.*
4. I vihem nga pas, e ndjek mi vrap; i qepem. ” *ndenë qentë. Iu ndenë malit. lu nde e s'iu nda.*
5. *Pës. e* NDEJ.
NDEJ *kal,* ~VA, ~RË. 1. Hap dhe shtrij një rrobë ose diçka tjetër për t'u tharë në ajër. *Ndej këmishën (çarçafët). Ndej lëkurët. Ndej rrobat në tel. I ndeu në diell. I ndenë përtokë.*
2. Hap derisa të shtrihet një gjymtyrë ose një pjesë të trupit, zgjat. *Ndejdorën. Nden këmbët (krahët).*
3. Ngreh, tendos. *Ndej telin.*
4. *fig.* Tendos. *Ndej të gjitha forcat.*
+ I ndej dorën i lyp, i kërkoj më të lutur. I ndeu (i mNodhi) këmbët *mospërf.* vdiq.
NDËJË,~A . 1. Qëndrimi ulur në një vend. *Ndeja e mirë! krahin.* mirë se rrini!
2. *sh.* ~A, ~AT. Vendi ku banon dikush për një kohë të gjatë. *Ndejë verore. Ndeja të reja. E ka ndejën në fshat. Ndryshoj ndejën.*
3. Mbledhje e njerëzve te dikush për të biseduar miqësisht me rastin e një gëzimi ose të diçkaje tjetër. *Shkuan në një ndejë.*
NDEJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk rrëmbehet në gjykime e në veprime, që i peshon mirë punët e fjalët, i matur, i shtruar, i qetë. *Është burrë i ndej-shëm.*
NDEJSHËM *ndajf.* Ngadalë e pa u nxituar; shtruar, qetë-qetë. *Flet ndejshëm. lu përgjigj ndejshëm. Zjarri digjej ndejshëm.*
NDEJTËSOR,~E *mb. anat.* Që ka të bëjë me kockat e legenit e të të hdenjurave. *Nervi ndejtësor* nervi që del nga pjesa e përparme e kërbishtit dhe që shkon përgjatë faqes së pasme të kofshës e ndahet në degë më të holla në kërci; shiatik.
NDEMJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. *shih* NDERJE,~A. *Ndemja eforcave.*
NDENJAS *ndajf.* NdenjTir. *U ngrit ndenjas.*
NDENJËS,~I m. *sh.* ~, ~IT *vjet.* Banor i njëvendi; banor vendës. *Ndenjësit e fshatit. Ka pak tide-njës.*
NDENJËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Orendi që shërben për t'u ulur; vend, zakonisht me një shtresë të butë, për t'u ulur në një mjet udhëtimi. *Ndënjëse e butë. Ndenjëset e autobusit (e aeroplanit). Ndenjësja \e shoferit. Shpina e ndenjëses. Ulem në ndënjëse.*
*2.* Pjesë e karriges ku pushon ana e poshtme e jtrupit. *Ndenjësja e bankës (e kolltukut). Shpinat dhe [ndenjëset e karrigeve.*

NDENJJE,~A . Qëndrimi në një vend, të nde-jnjurit. *Ndenjja në një vend. Ndenjja pa lëvizur.*
NDENJUR,~IT (të) *as.* 1. Qëndrimi në një vend pa lëvizur, në mënyra të ndryshme, ndenjje. *Të ndenjurit në këtnbë (shtrirë). Të ndenjurit në karrige (në Itryezë). Të ndenjurit drejt (shtrembër) në bankë. Iu \mpi trupi (iu mpinë këmbët) nga të ndenjurit.*
*2.* Të ndenjurat.
NDENJUR (l,e) *mb.* 1. Që nuk lëviz, që rri në vend; i amullt. *Ujë i ndenjur.*
*2.* Që ka qëndruar disa kohë pasi është bërë ose £shtë marrë, që nuk është i freskët; i përbujtë. *Gjellë [1]e ndenjur. Ujë i ndenjur. Bukë e ndenjur.*
NDENJUR *ndajf.* Ulur në një vend, me pjesën e poshtme të trupit të mbështetur diku, jo rrië këmbë. *Rri (ngrihem) ndenjur. Punon ndenjur. Qëndron ndenjur.*
NDENJURA,~T (të) . *vet. sh.* Pjesa e pasme e trupit të njeriut, në të cilën mbështetet kur rri ulur; tulet. *E goditi në të ndenjurat.*
NDER,~I *m.* 1. Tërësia e vetive a e tipareve morale të njeriut, që burojnë nga parime të caktuara, që çmohen nga shoqëria dhe që shfaqen në s jell jet e në veprimet e tij në rrugë të drejtë; cipa e njeriut në shoqëri, që ai e ruan me krenari dhe që nuk lejon t'ia cenojnë; *kund.* turp. *Nderi i families. Çështje nderi. Rruga e nderit. Ruaj (mbroj) nderin. E preku (e cenoi) në nder. I mori nderin* e turpëroi. *Rron (punon, sillet) me nder. E vuri nderin në vend. E mbaj me nder. Plotë-soj (kryej) me nder. Betohem për nder. I jap fjalën e nderit. Po të duash nder, sillu me nder. fj. u.*
2. Pastërtia morale e dikujt, qëndrimi dhe sjellja c virtytshme, ndershmëria dhe besnikëria (zakonisht për grate). *Vajzë (grua) me nder. Humbi (shiti) nderin. I mori nderin. I mbajti nderin të shoqil.*
3. Emër i mirë që gëzon dikush para të tjerëve, lavdi. *Nderi i atdheut. Nderi i ndërmarrjes. E mbuloi me nder. Njollosi nderin. I ra nderi.*
4. Dikush a diçka me veti të larta e të shquara, që na bën të krenohemi; lavdia, krenaria. *Nderi dhe lavdia. Nderi i klasës (i fshatit).*
5. Nderimi që na bëjnë të tjerët ose që shfaqim kundrejt tyre, vlerësimi i lartë nga shoqëria ose nga të tjerët. *Shenjë nderi. Pritje (darkë) për nder të dikujt. Garat për nder të Kongresit. I bëj nder d i-kujt* e nderoj. *E kam (e quaj) për nder* me nderon. *Ë priti me nder. I dha nder. I përk et (i bie, i takon) nderi* është meritë e tij, i takon vlerësimi i lartë për një punë të vështirë ose për një arritje të shënuar. *Qofsh me nder! ur. T'u rrittë nderi! ur. për nder-armë! usht.* komandë për të nxjerrë armët përpara në një mënyrë të caktuar si shenjë nderimi. *S'ka nder më të madh.*
*6.* Përdoret në tog pranë një emri tjetër, që tregon diçka e cila bëhet a jepet si shenjë e vlerësimit të posaçëm për cilësitë, për shërbimet, për punën e ve-primtarinë e dikujt ose shpreh nderimin e veçantë për dike. *Titull nderi. Fletë nderi. Vend nderi. Tabelë nderi. Anëtar nderi. Qytetar nderi. Kryetar nderi. Presidium nderi. Rojë nderi. Zë një vend nderi.*
7. Një e mirë a shërbim që i bëhet dikujt. *bëri një nder. la ktheu (ia lau) nderin.*
8. *sh.* ~E, ~ET *bised.* Nderimet që i bëhen dikujt a që i gëzon nga shoqëria ose nga të tjerët. *Nderet e shtëpisë. U bëri nderet miqve. E priti më të gjitha nderet. E ngarkoi me ndere. Nderet që kishte.*
*k* Në fushën e nderit *lart.* në fushën e betejës. Me nder jush (faqe me nder, me nder me thanë) përdoret përpara se të shqiptojmë një fjalë të pa-hijshme Ose para se të përmendim diçka që e përbuzim. Bëj nder *me diçka* i dhuroj diçka. Doli me nder gjeti zgjidhje të denjë nga një gjendje e vështirë; përfundoi me sukses një punë të vështirë, doli faqe-bardhë. Ia di për nder (për të mirë) *dikujt shih te* DI. I falem nderit përdoret për të shprehur mirënjohje për diçka, falemnderit. Kam nderin të... *lart.* a) përdoret si shprehje mirësjelljeje kur i drejtohemi dikujt me nderim të veçantë, me gojëa me shkrim; b)e quaj~ si shenjë të veçantë nderimi. Me nder qofsb përdoret si përgjigje kur na falënderon dikush. Ia dha nderin në dorë (në grusht) *dikujt* e shau rëndë dike, e bëri për pesë para. Ka nder (cipë) në faqe *shih te* CIPË,~A 4.
NDER I *kal.,* ~A, ~UR. *shih* NDEROJ. NDER ii *ka!.,* ~A, ~UR. *shih* NDEJ. NDERAZI *ndajf.* Ballë për ballë, përkundrejt.
NDERBËRËS,~E *mb.* 1. Që u bën të mira e shër-bime të tjerëve në çdo rast, i gjindshëm.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. NDEREM *vetv. shih* NDEHEM.
NDERË (I,e) *mb.* 1. Që është i rrafshët e i cekët, r përfushtë; *kund. i* thellë. *Pjatë e nderë. Tepsi e nderë.*
*2.* I shtrirë sa gjatë gjerë, i hapët. *Fushë e nderë.*
3. *fig.* Që mund të çojë në një shpërthim; i ten-dosur, i acaruar. *Gjendje (situate, atmosferë) e nderë. Marrëdhënie të ndera.*
NDERIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDEROJ, NDEROHEM. *Nderimi ushtarak. Nderimi me grusht (me dorë, me kokë). Në shenjë nderimi. I përgjigjem nderimit. I bëj nderimin.*
2. Ndjenja e respektit dhe e vlerësimit të lartë, që shfaqim për dike a për diçka. *Me nderim të thellë. I kujtojmë me nderim.*
3. *kryes. sh.* Shfaqjet e jashtme, veprimet ose ce-remonitë, që bëhen për të shprehur vlerësimin e lartë dhe respektin për cilësitë, për punën e veprimtarinë e dikujt. *Nderimet ushtarakë. E pritën me nderime të mëdha. I bënë nderime të posaçme. I bënë nderimet e fundit.*
4. *vet. sh.* Përdoret si përshëndetje kurtakohemi me dike ose në fund të një letre, kryesisht zyrtare. *Nderimet e mia. Me nderime, juaji...*
NDERJE,~A . 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve NDEJ, NDEHEM. *Nderja errobave. Nderja e dotes (e këmbës). Nderje nervore. Nderja e të gjitha forcave.*
*2. gjuh.* Faza e parë e shqiptimit të një tingulli, gjatë së cilës organet e nyjëtimit tendosen në mënyrë të përshtatshme për të nxjerrë tingullin.
NDERMË (i), ~E (e) i *mb. shih* NDERË (i,e) i. *Pjatë e nderme.*
NDERMË (i), ~E (e) n *mb. bised. shih* NDER-SHËM (i), ~ME (e).
Gjithë ditën e nderme tërë ditën pa pushim, sa zgjat dita, gjithë ditën e ditës.
NDERMIRË *mb.* Që tregohet shumë i dhënë e i gjindshëm më të tjerët. *Bëhet ndermirë me gjënë e huaj.*
NDEROHEM *vetv.* 1. Dal me nder në një punë, në një veprimtari ose në një rast, dal faqebardhë; *kund.*

turpërohem. *U nderuam me miqtë. U nderuam me këtë punë (me këtë dasmë).*
2. *Pës. e* NDEROJ. *Nderohet nga të gjithë. U nde-ruan me diplomë (me flamur të kuq)*.
NDEROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Sillem mirë e me respekt të veçantë kundrejt dikujt; shpreh vle-rësimin e lartë dhe respektin për dike. *Nderon prin-dërit (pleqtë, më të mëdhenjtë). Nderoj kujtimin e dikujt. Nderojmë dëshmorët. E nderojnë si mësues.*
2. I nxjerr ernër të mirë dikujt a diçkaje, e nxjerr faqebardhë, i bëj nder; bëhem i denjë që të me vle-rësojnë të tjerët, me bën nder; *kund.* turpëroj. *Nde-ruan atdheun (popullin, Partinë). Nderoi kooperativën (brigadën). Na nderoi në shkollë (në punë). Nderoi veten dhe shokët. Kjo sjellje nuk i nderon.*
3. I jap diçka si shenjë të veçantë vlerësimi; i bëj nder me një mënyrë të caktuar. *E nderuan me flamur (me medalje). Na nderojnë me pjesëmarrjen e tyre. Na nderoi me një letër.*
4. Përshëndet me një lëvizje të dorës ose të kokës; *usht.* përshëndet duke ngritur dorën pranë kapës ose duke kthyer kokën në një drejtim. *Nderoj me grusht (me dorë, me kokë). Në qendër-ndero! Majtas (djathtas)-ndero!*
NDERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që vepron në përputhje me moralin e shëndoshë të shoqërisë, që sillet dhe punon me nder, me drejtësi e me ndër-gjegje. *Njeri i ndershëm. Punonjës i ndershëm.*
2. Që bëhet duke punuar me nder, me drejtësi e me ndërgjegje; që përshkohet nga qëllime të drejta e të pastra, që shpreh drejtësi e çiltëri. *Punë (sjellje) e ndershme. Qëndrim i ndershëm. Qëllime (synime) të ndershme. Me rrugë të ndershme.*
3. Që është i pastër moralisht; i pacenuar, i pa-njollosur. *Vajzë (grua) e ndershme. Familje e ndershme.*
• I ndershëm gjer në thembër *shih te* THEMBËR, ~RA.
NDERSHËM *ndajf.* Me nder, pa u turpëruar. *U ndamë ndershëm.*
NDERSHMËRI,~A . Cilësia e njeriut të ndershëm, të qenët i ndershëm, qëndrim moral i paster. *Ndershmëria e klasës punëtore. Ndershmëria në punë. Punon me ndershmëri. Nuk dyshojmë në ndershmërinë e tij.*
NDERSHMËRISHT *ndajf.* Në mënyrë të ndershme, me nder, me ndershmëri. *Punon ndershmërisht. I pranoi ndershmërisht gabimet. Nuk ka vepruar ndershmërisht.*
NDERTË (i,e) *mb. vjet. shih* NDERUAR (i,e)$_2$.
NDERUAR (i,e) *mb.* 1. Që nderohet nga të tjerët, që gëzon nderimin e të tjerëve; që çmohet e që vle-rësohet nga të tjerët. *Mysafirë të nderuar. Punë e nderuar. Vend i nderuar në shoqëri.*
2. Përdoret para emrit të një njeriu, të cilit i drej-tohemi me fjalë ose i shkruajmë një letër me nderim, në mënyrë zyrtare a gjysmëzyrtare. *nderuari mik! I nderuari shoku... Shumë të nderuarit shokut...*
3. Që e ka kryer një punë mirë e me nder, faqebardhë. *Dolën të nderuar.*
NDESH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Has me dike a me diçka që me del përballë, gjej papritur, takoj rastë-sisht. *Ndeshi të vëllanë (shokun). E ndesha rrugës.*
2. Gjej diçka gjatë leximit, gjatë punës, gjatë kër-kimit etj. *Ndesh një fjalë të panjohur. E ndeshi gjatë punës. E ndesha në një libër (vepër). E ndeshim dendur (kudo).*
3. *jokal.* Perplasem me dike a me diçka, që me zë rrugën. *Ndeshi në një gur. Ndeshi në një mine. Ndeshi në gardh.*
4. edhe *jokal. fig.* Me del përpara diçka a dikush që me pengon a me ndihmon, kam të bëj papritur me diçka a me dike, has, bie. *Ndesh në vështirësi (në pengesa). Ndeshi në kundërshtime. Ndeshi në njerëz të mirë (të arsyeshëm, të këqij, të pabesë).*
5. Rrok vështrimin e dikujt, të cilit i kam hedhur sytë. *Ndesh vështrimin (sytë) e tij.*
• U ndesh arna me thesin *shih tek* ARNË,~A. I ndeshi (i hasi, i zuri, i ra) sharra në gozhdë *shih te* SHARRË,~A.
NDESH *ndajf. I bie ndesh* shkoj kundër diçkaje a dikujt, jam në kundërshtim me diçka a me dike. *bie ndesh së vërtetës. I bie ndesh fjalës. Bie ndesh me zhnllimin e shoqërisë.*
NDESHEM *vetv.* 1. Takohem me dike që me del përpara rastësisht, hasem. *V ndesh rrugës me të. U ndeshëm ballë për ballë.*
*2. vet. veto III.* Del, shfaqet diçka në një punë, në një fushë, në një libër etj., haset, takohet. *Ndeshen gabime (të meta). Ndeshen gjatë punës. Ndeshet dendur (rrallë, kudo).*
3. Përplasem me dike a me diçka, që me zë rrugën. *U ndeshen dy vetura (anije). U ndeshen kokë me kokë. U ndesh në një gur (në një shkëmb, në një trung).*
4. *fig.* Me del përpara diçka që duhet luftuar ose që duhet kapërcyer. *U ndeshen me vështirësi (me çësh-tje të ndërlikuara). Ndeshemi me shfaqje të huaja.*
5. Bie në përleshje; hyj në luftë me dike; përle-shem. *U ndeshen me armikun. U ndeshen në fushën e betejës. V ndeshen dy ushtri.*
6. *sport.* Matem me një kundërshtar në një lojë sportive, bëj një lojë me një tjetër. *Ndeshen dy skuadrat më të mira. Ndeshemi në futboll (në shah). U ndeshen në fushë asnjanëse.*
7. *fig.* Hyj në kundërshtim me dike, hahem me fjalë, kapem; bie në kundërshtim diçka me një tjetër. *U ndeshen midis tyre. V ndeshen interesat (pikëpamjet). U ndeshen dy rryma.*NDESHË,~A . *krahin.* Takiffl, pjekjc.
• Ndesha e mirë! përshëndetje kur takohen dy veta në rrugë.
NDESHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDESH, NDESHEM. *Ndeshja e mendimeve (e intereswte). Ndeshja e së resë më të Vjetrën.*
2. Përleshje midis dy anëve kundërshtare, betejë; grindje. *Ndeshjet klasore. Ndeshje me armë. Ndeshje për jetë a për vdekje. Hynë në ndeshje.*
3. *sport.* Lojë sportive ndërmjet dy palëve për të përcaktuar fituesin. *Ndeshje miqësore. Ndeshje futbolli (basketbolli). Ndeshja e kthimit. Ndeshjet e kampiona-tit (e kupës, e olimpiadës). Përfundimi i ndeshjes. Bëj (zhvilloj) një ndeshje. Fitoi ndeshjen. Shoh një ndeshje.*
NDESHTRASHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. sh;* Ngjarje a ndodhi të paparashikuara në jetën e pubën e përditshme të dikujt, të papriturat që ndesh njëriu gjatë jetës. *Ndeshtrashat e jetës.*
2. Shenjë, e cila, sipas besëtytnive, lidhet me diçka të mirë a të keqe që do të ndodhë; fat i mirë që e pret dike sipas besëtytnive. *Ndeshtrashë e zezë. Ka lindur në* j *ndeshtrashë.*
NDEZ *kal.,* ~A, ~UR. 1. I jap zjarr, e bëj që të digjet diçka; *kund.* shuaj, fik. *Ndez zjarrin. Ndez fi-tilin. Ndez furrën (sobën).*

2. *bised.* I vë zjarrin cigares a duhanit dhe nis ta thith; *kund.* shuaj, fik. *Ndez një cigare (një duhan). E ndezim nga një! Nuk e ndez (fare)* nuk e pi (fare) duhanin.
3. I jap flake diçkaje për të bërë dritë; e bëj që të jape dritë; *kund.* shuaj, fik. *Ndez dritën. Ndez qiriun (llambën). Ndez kandilin.*
4. Bëj që të nisë punën një pajisje që punon me dje'gie të brendshme ose me rrymë elektrike; vë në vep'rim; *kund.* shuaj, fik. *Ndez motorin (toman). Ndez makinën. Ndez radion (' televizorin).*
5. *fig.* Bëj që të nisë; jap shkas që të fillojë me vrull, që të marrë hov, shkaktoj. *Ndezën luftën (be-tejën). Ndezi diskutimet. Ndezi grindje (sherr). Ndezi këngën. E ndezën bisedën. Ndezi zjarrin (flakën) e di ç k aj e.*
6r *fig.* E bëj të gjallërohet e të marrë hov, e ngre peshë. *U ndeii zemrat. I ndezi shpirtin. Ua ndezi gja-kun. I ndezi dëgjuesit. E ndezi kolektivin.*
7. *fig.* E bëj t'i shfaqet një ndjenjë, një dëshirë etj., i ngjall me force, nxit. *ndezi dëshirën. I ndezi shpresat (dashurinë). I ndezi ndjenjat. I ndezi kureshtjen (ze-mër,imin, urrejtjen). I ndezi një zjarr në gji.*
8. *fig. bised.* E bëj të zemërohet, të marrë zjarr ose|të mos përmbahet. *ndezi loja (rakia). E ndezi me fjalë. E ndezi me tepër (me keq). Donin ta ndiznin.*
91 E bëj të ketë ose të ndiejë shumë të nxehtë; skuq. *E ndezi vapa (pija). I ndezi faqet (fytyrën). Me ndezën këtd rroba.*
10. *fig. bised.* Qëlloj me force; godas me diçka, i bie. *la ndezi me shuplakë (me shqelm). la ndezi fy-tyrës (prapa veshit). la ndezi me top.*
11. *jokal. vet. veta HI.* Merr zjarr; shkrep (për armët). *Nuk i ndezi eshka. Nuk i ndezi pushka.*
12. *jokal. vet. veta III fig. bised.* Me ecën, ia arrij asaj që dua, me ndrit (zakonisht me mohim). *Nuk i ndezi me të. Nuk po i ndez gjëkundi. E pa që s'i ndezi. Nuk i ndezi fjala.*
13. *jokal. vet. veta III fig. bised.* Me gjen një e keqe, nga e cila nuk shkëputem dot, me zë; bie keq me dike, gjej belanë nga dikush. *ndezi me atë njeri të keq. Me ndezi me të. Me ka ndezur keq. Ç'më ndezi kështu!*
*k* Me ndezi (me polli) belaja (groshi) *me dike shih te* PJELL. Nuk i ndezi fisheku *shih te* FISHEK, ~U. I ndezi (i nxehu) gjakrat *shih te* GJAK,~U. Ia ndezi mizat *dikujt* e inatosi, e bëri të zemërohet. I ndezën qiririn *dikujt shih te* QIRI,~U. Ndezi shkëndijën dha shkas i pari, u be shkaktari i parë për diçka. As ndez, as shuan është njeri i plogët, që nuk merr pjesë gjallërisht në diçka, as ndreq, as prish. I ndezi trutë *dikujt* e vrau, ia hodhi trutë në erë. Është ndiz e shuaj *shih te* SHUAJ. I ndez pushka në ujë *dikujt shih tek* UJË,~I. Ia ndezi zemrën flake (zjarr) i dha hov e dëshirë të madhe për të bërë diçka. I ndezi zemrat horë *shih te* HORË,~A n. E ndez zjarrin në ujë *shih tek* UJË,~I. Tjetrit i digjet mjekra, ai kërkon të ndezë cigaren *shih te* MJEKËR, ~RA.
NDEZÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Çakmak.
NDEZË,~A . Ndjenjë keqdashjeje për diçka më të mirë që ka tjetri, resë, smirë. *Ndezë e keqe. E ka ndezë. I hyri ndeza. I shtiu ndezën.*
NDEZËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Mjet ose pjesë e posaçme, që shërben për t'i dhënë zjarr një granate, një mine etj. *Ndezës me barut. Ndezësit e granatave. Shkrehësi me ndezësin. I vuri ndezësin.*
2. *vjet.* Ai që ndizte fenerët ose kandilat për ndri çimin e qytetit. *Ndezësi i fenerëve. Ndezësi i kandilave.*
NDEZËS,~E *mb.* 1. Që shërben për të ndezur, për të dhënë zjarr. *Bombë ndezëse. Predhë ndezëse. Gur ndezës* gur zjarri, strall.
2. Që merr zjarr me lehtësi, që ndizet shpejt. *Lëndë ndezëse. Ka veti ndezëse.*
3- *fig.* Që të gjallëron e të ngre peshë, që të ndez. *Fjalë ndezëse. Tingujt ndezës të muzikës.*
NDEZJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDEZ, NDIZEM. *Ndezja e zjarrit. Ndezja e minave. Ndezja e motorit. Ndezja e urrejtjes. Fitili i ndezjes.*
2. *bised.* Ethe të forta, zjarrmi. *Kishte ndezje fëmija.*
*k* Ndezja e zjarrit nuk fillon nga trungu *fj. u. shih te* TRUNG,~U.
NDEZSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ndizet shpejt, që merr zjarr me lehtësi. *Lëngje të ndezshme. Lëndë e ndezshme.*
NDEZTË (i,e) *mb.* 1. *shih* NDEZUR (i,e).
2. *fig.* I zjarrtë. *Fjalë të ndezta.* NDEZULLI,~A . 1. Zjarrmi, ethe. 2. *fig.* Zell, dëshirë e madhe për punë.
NDEZUR (i,e) *mb.* 1. Që është me zjarr, që vazhdon të digjet, që ka flake ose prush; *kund.* i shuar, i fikur. *Urë e ndezur. Zjarr i ndezur. Thëngjij të ndezur. E mbaj të ndezur* nuk e lë të shuhet.
2. Që bën dritë, që nuk është shuar. *Driiat e nde-zura. Llambë e ndezur. E lë të ndezur.*
3. Që punon, që vazhdon të punojë; *kund. i* shuar, i fikur. *Motor i ndezur. Radio e ndezur. Rri i ndezur.*
4- *fig-* Që është në zemërim e sipër; që është skuqurnga zemërimi; që zemërohet shpejt, që merr zjarr shpejt. *Djalë i ndezur. Flet i ndezur. Me kokë të ndezur. Me sy të ndezur.*
5. *fig.* I zjarrtë, plot gjallëri; i tendosur, i acaruar. *Bisedë e ndezur. Atmosferë e ndezur.*
*6. fig.* Që i kapërcen kufijtë e zakonshëm, i thek-suar, i fuqishëm. *Fantazi (imagjinatë) e ndezur.*
7. Që ka ngjyrë të fortë të hapur, e cila bie shumë në sy, që ndrit fort. *E kuqe e ndezur. Ngjyra të ndezura. Lule të ndezura.*
• Me gjak te ndezur me inat të madh, gjithë ze-mërim.
NDEZUR *ndajf.* 1. Me zjarr, duke pasur flake ose prush; *kund.* shuar. *E mban (e lë) zjarrin ndezur.*
2. Me dritë, duke ndriçuar. *E lë llambën ndezur. Fie me dritë ndezur.*
3. Në punë, duke punuar (për rajetet që punojnë me rrymë elektrike ose me djegie të brendshme). *E lë radion (motorin) ndezur.*
NDËR *parafj.* Përdoret me një emër ose përemër në rasën kallëzore të shumësit që tregon:
1. Vendin që zë dikush a diçka në mes të të tjerëve të njëjtë ose në rrethin e tyre; midis, në mes. *Ndër këmbë. Ndër ne. Një ndër ta. Ndër të parët. Ndër ngjarjet kryesore. Ndër më të mirët. Ndër vendet e para. Ndër të cilët... Ndër vete* midis nesh. *Ra ndër ta. Jeton ndër ta.*
2. Një shumicë vendesh a njerëzish, ku gjendet dikush a diçka te secili veçan; në, nëpër. *Ndër fshatra (male). Ndër vendet e ndryshme. Ndër shkollat e \en~ dit. Ndër pemë. Ndër beteja.*
3. Periudhën e kohës, gjatë së cilës zhvillohet diçka pa ndërprerje; gjatë. *Ndër shekuj.*
4. Vendin në kuptim të figurshëm (edhe në disa njësi frazeologjike). *Kant ndër mend. I bie ndër këmbë* i lutem

shumë. *E marr ndër sy. Jam me shpirt ndër dhëmbë* jam shumë i sëmurë; gjendem në një vështi-rësi të madhe a përpara një fatkeqësie të madhe.

NDËR- *fjalëform.* Parashtesë e disa fjalëve të pre-jardhura, që tregon se diçka ndodhet a vepron ndër-mjet dy a me shume të tjerave ose se ka një marrë-dhënie të dyanshme në mes dy gjërave; p.sh. ndër-aleat, ndërdialektor, ndërhyj, ndërkrahinor, ndërlidh, ndërluftues, ndërplanetar, ndër?eprim, ndërzanor, i ndërsjellë, ndërshtetëror etj.

NDËRAKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *teatër.* 1. Pushim i shkurtër ndërmjet akteve të një shfaqjeje dramatike.

2. Skenë e shkurtër ose pjesë muzikore, që luhet në pushimet ndërmjet akteve të një vepre dramatike.

NDËRÇELËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT *elektr.* Pa-jisje që shërben për të ndryshuar drejtimin e rrymës në një qark elektrik ose lidhjet ndërmjet qarqeve të ndryshme. *Ndërçelës i thjeshtë (kryesor). Ndër-çelës degëzimi.*

NDËRÇELJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *elektr.* Ndry-shimi i drejtimit të rrymës elektrike në një qark, duke e kthyer nga irymë e ndryshueshme në të vazhdueshme me anë të ndërçelësit.

NDËRDIALEKTOR,~E *mb. gjuh.* Që ndodh ndërmjet dialekteve. *Afrimi ndërdialektor. Bashkëveprimi ndërdialektor.*

NDËRDYHEM *vetv.* Jam në dyshim e lëkundem për diçka; jam ndërdyshas, nuk vendos dot, ngurroj.

NDËRDYJ *jokal.,* ~VA, ~RË. Jam në dyshim për diçka; jam ndërdyshas, dyshoj.

NDËRDYMË (i,e) *mb.* Që është me dy mendje; që anon sa andej-këtej, i lëkundur. *Qëndrim i ndër-dymë.*

NDËRDYSH *ndajf.* Ndërdyshas.

NDËRDYSHAS *ndajf.* Me dy mendje, pa ditur si të veproj, me dysh. *Jam ndërdyshas. Mbetem (ngel) ndërdyshas. Rri ndërdyshas.*

NDËRDYZASH *ndajf.* Ndërdyshas.

NDËRDHËMBORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Bashkëtingëllore që shqiptohet duke vënë majën e gjuhës ndërmjet dhëmbëve. *Ndërdhëmboret* th, dh. *Ndërdhëmborja e zëshme* dh.

NDËRFUT (NDËRFUS) *kal.,* ~A, ~UR *libr.* Fut midis dy gjërave ose pjesëve të diçkaje.

NDËRFUTET *vetv. libr.* 1. Hyn midis dy gjërave ose pjesëve të diçkaje.

2. *Pës.* e NDËRFUT. *Mund të ndërfutet një fjalë tjetër.*

NDËRFUTJE,~A. *sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDËRFUT, NDËRFUTET. *Ndërfutja e fjalëve: Ndërfutja e ujërave.*

2. Diçka që ka hyrë midis dy gjërave të tjera ose pjesëve të një sendi. *Ndërfutje ranore. gjeol. Ndërfutje në shkëmb. gjeol.*

NDËRFUTUR (i,e) *mb. libr.* Që ka hyrë midis dy gjërave të tjera ose midis pjesëve të diçkaje. *Fjali e ndërfutur. gjuh.* fjali e vendosur ndërmjet gjym-tyrëve të një fjalie tjetër.

NDËRGISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare me kërcell të drejtë të mbuluar me push të hollë, me lule të verdha në trajtë të gishtëzës dhe me gjethe të zgjatura, nga të cilat nxirret një lëndë mjekuese.

2. *shih* NDËRGISHTËZ,~A.

NDËRGISHTËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mëllë i pezmatuar, që del te thoi i gishtit të dorës.

NDËRGON *kal.,* ~OI, ~UAR. Thith gjirin (për bagëtinë). *Viçi ndërgon lopën.*

NDËRGJEGJE,~JA . 1. *filoz., psikol.* Forma më e lartë e pasqyrimit të realitetit objektiv si veçori e veprimtarisë së trurit të njeriut dhe si funksion i tij. *Materia është parësore, ndërgjegjja është dytësore. Materia ekziston pavarësisht nga ndërgjegjja. Ndërgjegjja shoqërore* tërësia e pikëpamjeve politike, fi-lozofike, fetare, juridike, morale, shkencore, estetike etj., që pasqyrojnë qenien shoqërore.

2. Gjendja e njeriut që ka dijeni për botën e jasht-me dhe për ndijimet e veta, aftësia për të rrokur e për të kuptuar botën e jashtme dhe të brendshme të njeriut, vetëdije. *Me ndërgjegje të plotë. Humbi ndër-gjegjen* humbi ndjenjat, iu err mendja. *erRëson ndër-gjegjen. E bëri me ndërgjegje.*

3. Aftësia për të kuptuar vendin dhe detyrën në jetën shoqërore; kuptimi i qartë i vetive kryesore e da-lluese, që përcaktojnë qëndrimin dhe sjelljen e njeriut a të një grupi njerëzish në jetën shoqërore.vetëdije. *Ndërgjegje politike. Ndërgjegje klasore (kombëtare). Ndërgjegje e lartë socialiste. Rritja e' ndërgjegjes klasore. I ngre (i zhvillon) ndërgjegjen. zgjohet ndërgjegjja.*

*4.* Ndjenja vetjake e përgjegjësisë morale për sjelljen e veprimet përpara të tjerëve ose shoqërisë, ylerësimi i brendshëm i sjelljes e i veprimeve në për-puthje me kërkesat e shoqërisë; qëndrimi i drejtë e i ndershëm në punë a në një veprimtari, që niset nga kjo ndjenjë. *Ndërgjegje e pastër (e lartë). Ndërgjegjja në punë. Zëri i ndërgjegjes. Njeri me (pa) ndërgjegje. Punon me ndërgjegje. E bren (e vret) ndërgjegjja. I prish ndërgjegjen. E them me ndërgjegje të pastër (\të qetë). Vepron kundër ndërgjegjes. E kam barrë në ndërgjegje.*

NDËRGJEGJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka ndërgjegje. *Qenie e ndërgjegjshme.*

2. Që vepron me ndërgjegje të plotë për atë që bën, që e kupton mirë se ç'bën, që e ka të zhvilluar ndërgjegjen; që bëhet me ndërgjegje të qartë, i vetëdij-shëm. *Revolucionar i ndërgjegjshëm. Disiplinë e ndërgjegjshme. Luftë (veprimtari, vepër) e ndërgjegjshme. ffë mënyrë të ndërgjegjshme. Jam i ndërgjegjshëm për diçka.*

3. Që ndien përgjegjësi morale për atë që bën, që punon me ndërgjegje, që e kryen me zell e nder-shmëri detyrën e vet. *Punëtor i ndërgjegjshëm. Nxënës i ndërgjegjshëm.*

NDËRGJEGJSHMËRI,~A . 1. Të qenët i ndërgjegjshëm, aftësia për të kuptuar drejt dhe qartë bbtën e jashtme dhe veprimet e veta, qëndrim i ndër-gjegjshëm. *Ndërgjegjshmëri e lartë. Ndërgjegjshmëria e\ masave,*

*2.* Cilësia e njeriut të ndërgjegjshëm, zelli dhe ndershmëria në plotësimin e detyrave. *Ndërgjegjshmëria në punë.*

NDËRGJUHËSOR,~E *mb. gjuh.* Që bëhet ose që ndodh ndërmjet gjuhëve të ndryshme. *Lidhje ndërgjuhësore. Krahasime ndërgjuhësore.*

NDËRGJYQËS.~I *m. sh.* ~, ~IT *drejt.* 1. Secila nga të dy palët në një padi gjyqësore civile.

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Palët ndër-gjyqëse.*

NDËRHTJNDËZOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Flas duke i nxjerrë tingujt. nëpër hundë, flas me hundë.

NDËRHYJ *jokal.,* ~RA, ~RË. 1. Marr pjesë në një punë, në një bisedë a në diçka tjetër që nuk lidhet me mua, përzihem. *Ndërhyj në bisedë. Ndërhyn në punët e*

*brendshme. Ndërhyri me force. Ndërhyn në, marrëdhëniet familjare.*

2. Marr pjesë në diçka për të ndërprerë vazhdimin e mëtejshëm ose për t'i dhënë drejtim tjetër. *Ndër-hynë partizanët. Ndërhyri në kohë. Ndërhyri për t'i ndarë (për t'ipajtuar).*

3. Bëhem ndërmjetës për diçka, bëj përçapje pranë dikujt për punën e një tjetri; ndërmjetësoj. *Ndërhyri pranë drejtorisë. Ndërhyri për t'i gjëtur punë.*

NDËRHYRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që shkel me dhunë në një vend tjetër për ta pushtuar ose për të shtypur një lëvizje revolucionare a çlirimtare. *Lufta kundër ndërhyrësve të huaj.*

*2.* Ai që ndërhyn si ndërmjetës për punën e një tjetri.

3. *drejt.* Ai që paraqitet në një çështje gjyqësore për të mbrojtur një interes vetjak ose për të mbësh-tetur njërën pale. *Ndërhyrësi kryesor.*

NDËRHYRËS,~E *mb.* Që merr pjesë në ndër-hyrjen e armatosur në një vend të huaj; që organizon një ndërhyrje kundër një vendi tjetër. *Trupat (forcat) ndërhyrëse. Shtetet ndërhyrëse. Veprimtari ndërhyrëse.*

NDËRHYRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes NDËRHYJ. *Ndërhyrje e padrejtë (e gabuar). Ndërhyrje në bisedë. Ndërhyrje me (pa) top. sport. Ndërhyrje për t'i pajtuar. Ndërhyrje nga lart. Bëri një ndërhyrje.*

2. Përzierje e një shteti ose e disa shteteve në punët e brendshme të një vendi me forca të armatosura ose me mjete politike e ekonomike, për ta pushtuar ose për të shtypur një lëvizje revolucionare a çlirimtare. *Ndërhyrje e armatosur. Ndërhyrja e egër e im-perialistëve (e revizionistëve). Ndërhyrja e kapitalit të huaj. Me ndërhyrje nga jashtë.*

*3. mjek.* Veprim i shpejtë dhe rrënjësor për të ndaluar zhvillimin e mëtejshëm të një sëmundjeje, operacion. *Ndërhyrje kirurgjikale. Ndërhyrje e shpejtë mjekësore.*

4. *drejt.* Pjesëmarrje e një njeriu të tretë në një gjykim civil për të mbrojtur një të drejtë vetjake ose njërën nga palët ndërgjyqëse. *Ndërhyrje vullnetare. Ndërhyrje e detyrueshme. Ndërhyrje kryesore.*

NDËRISHULLOR,~E *mb.* Që gjendet ndërmjet ishujve; që bëhet midis ishujve. *Ujërat ndërishullore. Lundrimi ndërishullor.*

NDËRKAQ *ndajf.* Gjatë kësaj kohe, në kohën krahas me një tjetër, në atë kohë, ndërkohë, atëherë. *Ndërkaq dikush u afrua. Ndërkaq ra zilja.*

NDËRKAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *ndërt.* Soletë.

NDËRKËMBlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Shkëm-bim i njërës me tjetrën, këmbim i dyanshëm.

NDËRKËMBJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Pengore që i vihet kalit në këmbë.

2. Vendi ku vihen këmbët në tezgjah për të lëvizur liqtë.

3. *fig.* Mjet për të penguar diçka, pengesë. *gjeti (i krijoi) një ndërkëmbje.*

NDËRKËMBYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që
mund të zëvendësohet a të këmbejë vend në mënyrë të ndërsjellë me diçka tjetër të njëjtë ose të ngjashme. *Trajta të ndërkëmbyeshme.*

NDËRKËSHILLlM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Shqyr-tim i hollësishëm i një çështjeje ndërmjet disa vetave ose nga qeveritë e disa shteteve që bëjnë pjesë në një organizatë për të marrë një vendim a për të arritur në një përfundim.

NDËRKOHË,~A . Periudha e kohës midis dy ngjarjeve a veprimeve. *Në ndërkohën midis dy betejave. Në këtë ndërkohë.*

NDËRKOHË *ndajf.* Në këtë kohë, gjatë kësaj kohe, brenda kësaj kohe, ndërkaq. *Ndërkohë dera u hap. Ndërkohë sulmet vazhdonin. Ndërkohë përfundoi hapja e rrugës së re.*

NDËRKOMBËTAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me marrëdhëniet ndërmjet vendeve ose popujve të ndry-shëm; që bëhet midis vendeve a popujve të ndryshëm.*Marrëdhëniel ndërkombëtare. Politika (gjendja, si-tuata) ndërkombëtare. Ndeshje ndërkombëtare. sport. E drejta ndërkombëtare. dreft.*

2. Që ka të bëjë me shumë vende e popuj të botës, që përfshin përfaqësues a pjesëraarrës nga shumë vende e popuj; që është i përhapur në shumë vende; botëror, i përbotshëm. *Ekspozitë ndërkombëtare. Lëvizja komuniste e punëtore ndërkombëtare. Organi-zatë ndërkombëtare. Në shkallë ndërkombëtare. Në arenën ndërkombëtare.*

• Xhandar ndërkombëtar *shih te* XHANDAR,~I.

NDËRKOMBËTARE,~JA . Internacionale.

NDËRKOMBËTARËSf,~A . *libr.* Të qenët ndërkombëtar; cilësia e diçkaje që është ndërkombëtare.

NDËRKOMBËTARIZËM,~MI m. *sh.* ~MA,
~MAT *gjuh.* Fjalë ose shprehje me prejardhje të njëjtë dhe me forme të ngjashme, që ndeshet në shumë gjuhë të botës.

NDËRKOMBËTARIZlM,~I *m.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve NDËRKOMBËTARIZOJ, NDËRKO-MBËTARIZOHET. *Ndërkombëtarizimi i luftës agre-*_ jve. *Plani imperialist për ndërkombëtarizimin e një ngushtice.*

NDËRKOMBËTARIZOHET. *Pës.* e NDËRKOMBËTARIZOJ.

NDËRKOMBËTARIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I jap karakter ndërkombëtar, e bëj të përbotshëm; bëj që të marrin pjesë vende të ndryshme në një luftë, në një ndërhyrje etj. *E ndërkombëtarizuan luftën (konfliktin).*

2. E bëj ose e shpall diçka ndërkombëtare, të lire për t'u përdorur nga vende të ndryshme.

NDËRKOMBËTARIZUAR (i,e) *mb.* Që është shpallur si ndërkombëtar, që mund të përdoret nga vende të ndryshme. *Port (kanal) i ndërkombëtarizuar. Ngushtice e ndërkombëtarizuar.*

NDËRKONTINENTAL,~E *mb.* Që bëhet ndër-mjet kontinenteve; që shtrihet ose që kalon ndërmjet kontinenteve të ndryshme. *Raketë ndërkontinentale. Fluturim ndërkontinental. Ndeshje ndërkontinentale.*

NDËRKRAHINOR,~E *mb.* Që bëhet ndërmjet krahinave të ndryshme a që përfshin disa krahina; që është i përbashkët për disa krahina. *Treg ndër-krahinor. Bashkim ndërkrahinor. Lidhje kulturore ndër-krahinore. Kuvendet ndërkrahinore (në shekullin XVII në Shqipëri).*

NDËRKREHEM *vetv.* 1. Prishem nga mendtë, shkalloj; bëhem si i marrë, me hipën në kokë e nuk di ç'bëj, tërbohem, trenohem. *Ishte ndërkryer nga zemërimi.*

2. *vet. veta III.* Ssmuret nga trutë dhe sillet si i tër-buar (për kafshët). *Ndërkrehet kali (delja, kau).*

NDËRKREJ *kal.,* ~EVA, ~YER. E bëj të prishet nga mendtë, e shkalloj, e tërboj, trenoj. *E ndërkreu me fjalë.*

NDËRKRYER (i,e) *mb.* 1. Që është bërë si i marrë, i prishur mendsh, i shkalluar, i tërbuar. *Flet si i ndër-kryer. Ikte (u be) si i ndërkryer. U zgjua si i ndërkryer.*

2. Që është sëmurë nga trutë dhe sillet si i tërbuar (për kafshët). *Dele (mushkë) e ndërkryer. Si dem i ndërkryer.*
NDËRLAKEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Ngopem.
NDËRLIDH*[kal.,* ~A, ~UR. I. Lidh ndërmjet tyre dy a me shumë njerëz ose gjëra në mënyrë që të kenë marrëdhënie; vë në lidhje të dyanshme, që të kum-tojnë midis tyre. *E ndërlidhi me repartin (me për-gjegjësin, me komandantin). Ndërlidh me telefon (me radio). Ndërlidh qytetin me fshatin.*
*2. fig.* I lidh ngushtë, gërshetoj, ndërthur. *Ndërlidh interesat. Ndërlidh teorinë me praktikën.*
NDËRLlDHEM *vetv.* 1. Hyj në lidhje me dike për t'i kumtuar diçka; lidhem me dike me ndihmën e një mjeti. *Ndërlidhem me postën (me ndërmarrjen, me përgjegjësin).*
*2. vet. vela III fig.* Lidhen ngushtë ndërmjet tyre, gërshetohen, ndërthuren. *Ndër lidhen dy çështje. Ndër-lidhen interesat. Ndërlidhen ngushtë.*
NDËRLtDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që dër-gohet për të lidhur drejtpërdrejt njëri me tjetrin dy njerëz, dy grupe a dy njësi ushtarake; dikush a diçka që shërben për të ndërlidhur dy pale a dy anë midis tyre. *Ndërlidhësi i çetës (i grupit), Ndërlidhësi i organizatave. Luan rolin e ndërlidhësit.*
*2.* Punonjës që shërben në mjetet e ndërlidhjes; *usht.* ushtar i reparteve të ndërlidhjes. *Ndërlidhësit e brigades.*
NDËRLIDHËS,~E *mb.* Që shërben për të ndërlidhur midis tyre dy a me shumë njerëz, vende a sende të ndryshme. *Rrugë ndërlidhëse. Mjet ndërlidhës. Hallkë ndërlidhëse. Urë ndërlidhëse. Zone ndërlidhëse.*
NDËRLlDHËS,E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* NDËRLIDHËS,~I. *Ndërlidhësja e çetës (e repartit).*
NDËRLIDHJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDËRLIDH, NDËRLIDHEM. *Mjetet e ndërlidhjes.*
*2.* Mundësia për të pasur lidhje ose për të kumtuar me një njeri a me një vend tjetër, që ndodhet larg. *Ndërlidhje e rregulll. Ndërlidhje telefonike (radiofo-nike, telegrafike). Ndërlidhje ajrore. Ndërlidhje pa ndërprerje. Vendosi ndërlidhjen. Humbi ndërlidhjen. U këput (u pre, u ndërpre) ndërlidhja. Hyj në ndërlidhje me...*
3. Tërësia e mjeteve dhe e qendrave, që shërbejnë për të lidhur ndërmjet tyre njerëzit, qytetet, fshatrat etj. që gjenden larg njëri-tjetrit. *Ndërlidhja dhe tran-sporti. Punonjësit e ndërlidhjes. Teknik i ndërlidhjes. Zhvillimi i ndërlidhjes.*
4. *usht.* Shërbimi që siguron lidhjen dhe mundësinë e vazhdueshme të kumtimit ndërmjet komandave e reparteve në largësi. *Report (batalion) ndërlidhjeje. Oficer ndërlidhjeje. Arma e ndërlidhjes.*
5. *sh.* ~E, ~ET. Marrëdhënie të ndërsjella ndërmjet dy vendeve a dy gjërave të ndryshme; lidhje e dyanshme, lidhje e ndërsjellë. *Ndërlidhjet e fshatit me qytetin. Ndërlidhja e historisë me lëndët e tjera. Ndërlidhja midis organeve të trupit. Ndërlidhjet midis degëve dhe brenda degës. ek.*
NDËRLIDHUR (i,e) *mb.* 1. Që ka lidhje me një tjetër për të kumtuar. *Jemi të ndërlidhur.*
2. *fig.* Që është i lidhur ngushtë me një tjetër, që ka lidhje të dyanshme a të ndërsjella me diçka tjetër, i gërshetuar, i ndërthurur. *Dukuri të ndërlidhura. Çështje të ndërlidhura.*NDËRLIDHURI,~A . Lidhje e dyanshme a e ndersjellë ndërmjet dukurive a sendeve, raarrëdhënie ndërmjet dukurive a sendeve që varen ose që kushtë-zohen në mënyrë të ndersjellë ndërmjet tyre. *Ndër-lidhuri e ngushtë.*
NDËRLIK *kal,* ~A, ~UR. 1. Ndërthur njërën me tjetrën; edhe *fig.* ngatërroj njërën me tjetrën, ndërlikoj. *Ndërlik fijet. Ndërlik damarët. Ndërlik fjalët. Ndërlik punën.*
2. Përdredh, ndrydh. *Ndërliku këmbën.*
3. *fig.* I ngatërroj mendjen, i marr mendtë; e hutoj. *Nd ndërliku fare.*
NDËRLIK EM *vetv.* 1. *vet. veta HI* edhe *fig.* Ngatërrohet diçka me një tjetër, ndërlikohet, ngatërrohet. *U ndërlikën fijet. U ndërlik puna (çështja, gjendja).*
2. *fig.* Ngatërrohem në një punë, humbas fillin. *U ndërlik duke numëruar.*
3. *fig.* Me ngatërrohet mendja, hutohem fare. *U ndërlik nga mendtë. U ndërlik fare.*
NDËRLfKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Trine gardhi, thurimë.
2. Thurime që vihej para dritareve, kafaz i dritares.
IVDËRLIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDËRLIKOJ, NDËR-LIKOHEM. *Ndërlikimi i gjendjes. Ndërlikimi i çështjes.*
2. *kryes. sh.* Rrethana ose ngjarje, që e bëjnë më të ngatërruar e të vështirë diçka. *Ndërlikime politike (të jashtme, të brendshme). Sjell (shkakton) ndërlikime. Shmang ndërlikimet.*
3. Gërshetim i ngatërruar i diçkaje, pleksje. *Ndër-likim fijesh. Ndërlikimet e qëndismës. Ndërlikimet e nerv,ave.*
4. *mjek.* Dukuri tjetër rënduese që shfaqet gjatë një sëmundjeje ose pas saj. *Operacioni dolt mirë, po \pas tij pat: disa ndërlikime.*
NDËRLIKOHEM *vetv. 1. vet. veta III.* Ndërthuret në mënyrë të ngatërruar me një tjetër; ngatërrohet midis diçkaje tjetër; koklavitet. *Ndërlikohen fijet. Ndërlikohen në një vend.*
2. *vet. veta HI fig.* Bëhet me i ngatërruar e me i vëshiirë për t'u kuptuar a për t'u zgjidhur, koklavitet. *U ndërlikua gjendja. U ndërlikuan punët me keg.*
*3) fig.* Ngatërrohem në një punë a në diçka që nuk e dëshiroj, përzihem pa dashur; marr pjesë në diçka që nuk me përket, pleksem. *U ndërlikua kot në ate çështje. Ishte ndërlikuar në veprimtari spiunazhi.*
4. *mjek.* Shoqërohet një sëmundje nga një dukuri tjetër, që e ben më të rëndë. *Sëmundja u ndërlikua.*
NDËRLIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj diçka më të ngatërruar ose më të vështirë për t'u kuptuar a për t'u zgjidhur, koklavit. *Ndërlikoj tyë ushtrim (një problem). E ndërlikoi gjendjen. Kjo e ndërlikon çështjen (punën).*
2. E ngatërroj në një punë a në diçka që nuk e dëshiron, e përziej në diçka a e fut diku kundër dë-shirës, pleks. *Mos me ndërliko edhe mua në këtë punë.*
NDËRLIKS *kal,* ~A, ~UR. *shih* NDËRLIK 1.
NDËRLIKSEM *vetv. shih* NDËRLIKEM 1. *U ndërliks lopa. I ndërliksej nëpër këmbë.*
NDËRLlKSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDËRLIKS, NDËRLIKSEM.
NDËRLlKSUR (i,e) *mb.* I pleksur me një tjetër; i ngatërruar, i koklavitur. *Flokë të ndërliksur. Lëmsh* 1 *ndërliksur.*
NDËRLIKUAR (i,e) *mb.* I. Që përbëhet nga shumë pjesë të ndërthurura në mënyrë të ngatërruar midis tyre; që ka shumë anë a tipare të ndryshme, të plek-sura midis tyre; *kund.* i thjeslitë. *Mekanizëm i ndërlikuar. Figure e ndërlikuar. Zbukurime të ndërlikuara. Përbërje e*

*ndërlikuar. Kafshët e ndërlikuara. zool.* kafshë që kanë arritur një fazë të lartë zhvillimi bio-logjik.
2. Që është i vështirë për t'u kuptuar ose për t'u zgjidhur, që ka ndërlikirne, i ngatërruar, i koklavitur. *Ushtrim (problem) i ndërlikuar. Detyrë (çështje) e ndërlikuar. Gjendje (situate) e ndërlikuar. Rrethana të ndërlikuara. Operacion i ndërlikuar.*
NDËRLUFTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merr pjesë në luftë kundër një tjetri. *Marrëveshje ndërmjet ndërluftuesve.*
NDËRLUFTËES,~E *mb.* Që merr pjesë në luftë kundër një tjetri, që lufton me një shtet a ushtri tjetër. *Vende (fuqi, pale) ndërluftuese. Ushtri ndërluftuese.*
NDËRLUMNA,~T . *vet. sh.* Vendi që shtrihet ndërmjet dy Iumenjve.
NDËRMARR *kal,* ~MORA, ~MARRË. Marr
përsipër të kryej diçka, ia hyj një pune, filloj diçka; bëj. *Ndërmarr një punë. Ndërmarr një studim. Ndër-morën aksione të reja. Ndërmorën një sulm. Ndërmarr një udhëtim.*
NDËRMARRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDËRMARR, NDËR-MERRET. *Ndërmarrja e një aksioni (e një fushate). Ndërmarrja e veprimeve luftarake.*
*2.* Njësia themelore e organizimit të prodhimit, të tregtisë, të transports, të shërbimeve etj. ose disa njësi të tilla të bashkuara me drejtim të përbashkët. *Ndërmarrje industriale (shkurt.* NIJ. *Ndërmarrje ndër-timi (shkurt.* NNJ. *Ndërmarrje bujqësore (shkurt.* NBJ. *Ndërmarrje ekonomike (tregtare, blegtorale). Ndërmarrje simotra. Ndërmarrje lokale (shkurt.* NLJ. *vjet. Ndërmarrje kapitaliste (private). Drejtori i ndërmarrjes. Kolektivi i ndërmarr jes.*
3. Punë ose veprimtari e gjerë, që bëhet në një fushë. *Ndërmarrje e madhe (e guximshme). Ndërmarrje pa shpresë. Ndërmarrja e tyre pati sukses.*
NDËRMEND,~I *m. krahin.* Kujtim për dike; të menduarit për dike. *Me ra ndërmendi i tij* m'u kujtua ai.
NDËRMENDEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Vij në
vete pasi kam humbur ndjenjat, përmendem pas të fikëtit. *E ndërmendën shpejt (pa ardhur mjeku).*
NDËRMERRET. *Pës. e* NDËRMARR. *U ndërmorën punime të reja.*
NDËRMJET,~I *m. anat.* Mes, bel.
NDËRMJET. I. *ndajf.* Në mes të dy a me shumë vetave ose sendeve. *Rri ndërmjet. E kemi ndërmjet. Me nga një ditë ndërmjet.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore për të treguar: 1. Vendin që zë dikush a diçka në mes të të tjerëve të njëjtë ose në rrethin e tyre, midis. *Ndërmjet partizanëve. Ndërmjet maleve. Ndërmjet nesh (jush).*2. Marrëdhënie të dyanshme a të ndërsjella në mes të palëve a anëve. *Bisedimet ndërmjet dy palëve. Ma-rrëdhëniet ndërmjet shteteve.*
3. Një tërësi në të cilën bën pjesë dikush a diçka që duam ta veçojmë, ta dallojmë nga të tjerët (me kuptimin e parafjalëve "prej", "nga"). *Njëri ndërmjet jush. I vetmi ndërmjet atyre që erdhën.*
4. Përdoret me një emër në rasën rrjedhore për të bërë një krahasim në mes të dy a me shumë njerëz-ve ose sendeve. *Ngjajnë ndërmjet tyre. Bie në sy ndry-shimi ndërmjet atij dhe të vëllait.*
Le të mbesë ndërmjet (midis) nesh! *shih te* MBES. Hyj ndërmjet ndërhyj për të pajtuar dy pale a për të mënjanuar mosmarrëveshjet.
NDËRMJETËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ndodhet në mes të dy gjërave a të dy njerëzve, i mesëm. *Dhoma e ndërmjetme.*
2. Që zë një vend kalimtar midis dy gjërave a du-kurive, që shërben si pike lidhjeje në mes të dy gjërave a dukurive; që është në mes të dy anëve të kun-dërta. *Hallkë e ndërmjetme. Qëndrim i ndërmjetëm. Elemente të ndërmjetme. Zë një vend të ndërmjetëm.*
3. *gjuh.* Që futet ndërmjet gjymtyrëve të fjalisë ose brenda një fjalie tjetër e veçohet nëpërmjet in-tonacionit, pa u lidhur formalisht nga ana gramatikore me asnjërën nga gjymtyrët dhe që shpreh qëndrimin e folësit ndaj asaj që thotë. *Fjalë e ndërmjetme. Fjali e ndërmjetme.*
4. Që nuk është as i mirë, as i keq; mesatar.
NDËRMJETËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që hyn në mes të dy palëve për të arritur një marrëveshje, për të bërë një punë ose për të zgjidhur një grindje. *Ndërmjetës tregtar. Ndërmjetës për mosmarrëveshjen (për zgjidhjen e konfliktit). Në rolin e ndërmjetësit. Bisedime pa ndërmjetës. Hyri si ndërmjetës.*
*2.* Ai që ndërhyn për të bërë një fejesë; lajmës, mbles, *Fejesë pa ndërmjetës. Iku koha e ndërmjetësve.*
3. Ai që shërben si bartës, si ndërlidhës a si pike kalimi në mes të dy sendeve a dukurive. *Ndërmjetës e përhapës të baktereve. Ndërmjetës për kryqëzimin e pemëve.*
NDËRMJETËS,~E *mb.* 1. Që gjendet në kalimin në mes të dy gjërave a dukurive; që shërben si pike a mjet lidhjeje për dy gjëra a dukuri, i ndërmjetëm. *Rrugë ndërmjetëse. Zone ndërmjetëse. Pike ndërmjetëse. Hallkë ndërmjetëse.*
2. *bujq.* Që mbillet midis një bime dhe një tjetre për të mos lejuar uljen e pjellorisë së tokës, i dytë. *Kultura ndërmjetëse.*
3. Që shërben si ndërmjetës, që bën një ndërmje-tësim.
NDËRMJETËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. Veprimi i atij që hyn si ndërmjetës, ndihma që jepet për të arritur një marrëveshje, për të bërë një punë ose për të zgjidhur diçka. *Me ndërmjetësinë e tij. Fejesë (martesë) pa ndërmjetësi.*
NDËRMJETËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes NDËRMJETËSOJ. *Ndër-mjetësim për pajtim. Ndërmjetësim për pushimin e zjarrit.*
NDËRMJETËSOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. Ndërhyj pranë dikujt për të arritur një marrëveshje, për një punë a për të zgjidhur diçka në dobi të një tjetri.
*Ndërmjetësuan për paqe (për marrëveshje). Ndër-mjetësoi për t'i pajtuar. Ndërmjetësoi për punë.*
NDËRMJETËZ,~A *f.sh.* ~A, ~AT *ndërt.* Mur i hollë me njs radhë tullash, që bëhet zakonisht për të ndarë dhomat brenda një ndërtese, mur ndarës, mur i ndërmjetëm; bylme. *Ndërmjetëz dhome. I ndarë me ndërmjetëz. Bënë ndërmjetëzat.*
NDËRMJETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *Iibr.* Shprehje ose paraqitja e tërthortë e diçkaje nëpërmjet diçkaje tjetër; hallkë e ndërmjetme në zhvillimin e diçkaje.
NDËRMJETSHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* NDËR-MJETËM (i), ~ME (e).
NDËRMJETUAR (i,e) *mb. libr.* Që bëh-3t në mënyr6 të tërthortë, që jepet nëpgrmjet diçkaje tjetër, jo i

drejtpërdrejtë; *kund.* i drejtpërdrejtë. *Lidhje të ndërmjetuara. Në mënyrë të ndërmjstuar.*

NDËROQEANIK,~E *mb.* 1. Që lidh dy a me shumë oqeane. *Kanal ndëroqeanik.*

2. Që shërben për lundrimin në oqeane; që kalon në oqeane. *Anije ndëroqeanike, Lundrim ndëroqeanik. Rrugë ndëroqeanike.*

NDËRPLANETAR,~E *mb.* Që gjendet ose që ndodh në hapësirën ndërmjet planetëve. *Hapësira ndërplanetare. Stacion ndërplanetar. Fluturim (udhëtim) ndërplamtar.*

NDËRPRERË (i,e) *mb.* 1. Që është pjesë-pjesë, që nuk ka vijimësi, që shkëputet vende-vende a nda-let here pas here. *Vijë e ndërprerë. Zë i ndërprerë. Vjen i ndërprerë.*

2. Që është ndërprerë në një vend, që nuk vijon me tëj, i keputur. *Rruga ishte e ndërprerë.*

NDËRPRERË3,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Vegël që rregullon hapjen ose mbylljen e një qarku elek-trik; çelës. *Ndërprerës elektromagnetik. Ndërprerës me zhivë.*

NDËRPRERJ,E,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjsndja sipas kuptimeve të foljeve NDËRPRES, NDËRPRITET. *Ndërprerje të shpeshta (të gjata). Ndërpn'rja c prodhimit (e punës). Ndërprerja e ujit (e rrymes). Ndërprerja e luftimeve. Ndërprerja e zh\>i-llimit. Me (pa) ndërprerje. Punon pa ndërprerje.*

*2. mat.* Vendi ku priten dy vija, dy sipërfaqe ose dy trupa. *Ndërprerje e drejtëzës me rrafshin.*

NDËRPRE'S *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Kaloj kryq me një tjetër, e pres përrrtes. *Hekurudha ndërpret rrugën automobilistike. Ndërpres me një drejtëz.*

*2.* Lë përgjysmë një punë a një veprim, lë diçka pa përfunduar; pezulloj. *Ndërpreu punën (studimet). Ndërprenë bisedimet. I ndërpreu vizitat.*

3. Ndërhyj për të penguar vazhdimin a zhvillimin e një veprimi, ndaloj punën e rregullt të diçkaje; nuk i jap me. *ndërpreu lojën. I ndërpret zhvillimin. Ndërpreu rrymën (ujin). I ndërprenë rrugën. I ndërprenë ndihmat. Ndërpreu miqësinë me të.*

*4.* I ndaloj fjalën përgjysmë dikujt, nuk e lë dike që të vazhdojë bisedën, e pengoj. *ndërprenë fjalën. E ndërpreu folësin (bashkëbiseduesin). Mos me ndërprisni!*

5. *usht.* Përcaktoj vendin ku ndodhet një objekt, duke kryqëzuar mbi të dy vijat e shikimit me rajete optike. *Ndërpres një objektiv.*NDËRPRfTEM *velv.,* ~EVA (u), ~ERË *zakon. sh.\ krahin.* Vritemi njëri me tjetrin me armë. *U ndër-prënë shoq me shoq,*

1VDËRPRITET *vetv.* 1. Vendoset diçka kryq e tër-thor me një tjetër, kryqëzohet. *Ndërpriten dy vija (dy rrugë).*

2. Pushon së vepruari a së zhvilluari diçka; ndalon diçka përkohësisht ose here pas here; nuk bëhet a nuk vjen me. *lu ndërpre frymëmarrja. Ndërpritej rry-ma(uji). I ndërpritej zëri nga ngashërimi (mallëngjimi).*

3. *Pës. e* NDËRPRES. *U ndërpre puna.*

NDËRQELIZOR,~E *mb. biol.* Që gjendet në mes të qelizave. *Hapësira ndërqelizore. Kanalet ndërqe-lizore. Lëndë ndërqelizore.*

NDËRQYTETËS,~E *mb.* Ndërqytetor. *Shërbimi ndërqytetës. Lidhj'e telefonike ndërqytetëse.*

NDËRQYTETOR, ~E *mb.* Që lidh dy a me shumë qyttete; që shërben për të çuar udhëtarët nga një qytet në tjetrin (për automjetet). *Telefon ndërqytetor. Autobus ndërqytetor. Shërbim ndërqytetor. Lidhje ndërqytetore.*

NDËRSA *lidh.* I. Përdoret përpara një fjalie të varur, që tregon një veprim, i cili kryhet njëkohësisht me veprimin e shprehur në fjalinë kryesore; në kohën që, jgjatë kohës që, kur. *Ndërsa fshatarët lidhnin duajt, nxënësit mblidhnin kallinjtë. Ndërsa po zbardhte drit(t, ushtarët zunë vend te kodrat.*

2. Përdoret përpara një fjalie të bashkërenditur, që tregon një veprim a gjendje të kundërt me veprimin a gjendjen e shprehur në fjalinë tjetër; kurse. *Njëri ishte i gjatë, ndërsa tjetri vinte i shkurtër e i trashë. Ai rrinte, ndërsa ju punonit.*

3. Përdoret përpara një fjalie të bashkërenditur për të përqasur veprimin ose gjendjen e shprehur në të me veprimin ose gjendjen e shprehur në fjalinë tjetër; kurse. *ati ishte furrtar, ndërsa e ëma rroba-qepëse. Ai punonte në fabrikë, ndërsa i vëllai ishte student.*

NDËRSEHEM *vetv.* 1. Hidhem kundër dikujt, i sulem dikujt me fjalë, me vështrime etj. *lu ndërsye me zemërim.*

2. *Pës. e* NDËRSEJ. *Ndërsehen nga armiqtë.*

NDËRSEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. Nxit për të ndjekur ose për të sulmuar dike (për qenin). *Ndërsej qentë. I ndërseu qenin* lëshoi qenin kundër dikujt, i lëshoi qenin.

2. *fig. keq.* Nxit dike për të sulmuar e për të go-ditur një tjetër, e shtyj kundër dikujt. *E ndërseu kundër tij. E ndërsejnë njërin kundër tjetrit. I ndërsejnë kundër vendeve të tjera.*

NDËRSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDËRSEJ, NDËRSEHEM. *Ndërsimi i qenve.*

NDËRSJELLË (i,e) *mb.* 1. Që ndodh a që bëhet ndërmjet dy anëve, palëve ose dukurive, të cilat ndikojnë a veprojnë njëra mbi tjetrën; që ka lidhje të dyan-shrne me diçka tjetër; i dyanshëm, i shoqishoqëm, reciprok. *Marrëdhënie të ndërsjella. Varësi e ndërsjellë. Veprim (bashkëveprim) i ndërsjellë. Ndikim i ndërsjellë. Huazime të ndërsjella. gjuh.*

2J Që është ose që bëhet në dobi të të dyja palëve, i dyanshëm, reciprok. *Përfitim i ndërsjellë. Leverdi (dobi) e ndërsjellë. Sigurim i ndërsjellë. drejt. Ndihmë e ndërsjellë. drejt.*

3. Që ndihet ose që tregohet nga të dyja anët njësoj, që është i njëjtë e i përbashkët për të dyja palët, i dyanshëm, reciprok. *Mirëkuptim (besim) i ndërsjellë. Dëshirë e ndërsjellë.*

NDËRSUNpIM,~I *m. libr.* Periudhë kalimtare e sundimit të forcave të ndryshme në pushtet.

NDËRSYER (i,e) *mb.* I nxitur për të kapur gjahun ose për të sulmuar, i egërsuar (për qentë). *Si qen i ndërsyer* i egërsuar, i tërbuar keq.

NDËRSYES,~E *mb.* Që nxit për të sulmuar a p6r të goditur një tjetër.

NDËRSYNOHEM *vetv.* Ndeshem ballë për ballë a sy për sy me dike. *U ndërsynuan në rrugë.*

NDËRSYNOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Vë ballë për ballë, ballafaqoj; nxjerr parasysh.

NDËRSHEJ *ndajf.* Në mes dy anëve të barrës mbi kurriz të kalit; në mes. *hipi kalit ndërshej.*

NDËRSHKOLLOR,~E *mb.* Që bëhet ndërmjet shkollave; që u përket disa shkollave së bashku a që përfshin disa shkolla. *Punë metodike ndërshkollore. Punishte ndërshkollore.*

NDËRSHTETËROR,~E *mb.* Që bëhet ndërmjet dy a me shumë shteteve; që u përket disa shteteve së bashku, që

përfshin shtete të ndryshme. *Marrëdhënie ndërshtetërore. Organizatë ndërshtetërore.*
NDËRSHTËNË (i,e) *mb. gjuh.* Fjali e ndërshtënë: fjali që jep të dhëna plotësuese për një fjali, ndërmjet pjesëve të së cilës zë vend, ose për një fjalë të saj.
NDËRSHTRESË,~A. *sh.* ~A, *~'ATgjeol.* Shtre-së e hollë që gjendet midis dy shtresave të tjera. *Ndër-shtresa gëlqerore. Ndërshtresë qymyri. Ndërshtresa ndërmjet shkëmbinjsh.*
NDËRSHTRESOR,~E *mb. gjeol.* Që gjendet a që ndodhet në mes të shtresave të ndryshme të tokës ose të shkëmbinjve. *Shkëputje ndërshtresore.*
NDËRTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ngrehin6 e madhe, që shërben për të banuar, si vend pune etj.; godinë. *Ndërtesë shumëkatëshe. Ndërtesat shkollore. Ndërtesë banimi. Ndërtesë e ngritur me punë vullnetare. Ndërtesat e fabrikës. Themelet e ndërtesës. Bënë (ngrl-tën) një ndërtesë.*
NDËRTIM,'-^I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi si-pas kuptimeve të foljeve NDËRTOJ, NDËRTOHET. *Ndërtimi i banesave. Ndërtimi i makinave. Lëndë (ma-teriale) ndërtimi* lëndë të ndryshme, që shërbejnë për ngritjen e ndërtesave. *Shesh ndërtimi. Ndërmarrje (kantier) ndërtimi. Teknikumi i ndërtimit.*
*2. fig.* Ngritja dhe përfundimi i diçkaje; veprim-taria për të krijuar dhe ngulitur diçka, puna për të vënë në jetë diçka. *Ndërtimi i plotë i shoqërisë socialis-te. Ndërtimi i kulturës së re. Çështjet e ndërtimit shte-tëror dhe ekonomik.*
3. Mënyra si është ndërtuar a si është organizuar diçka; vendosja e pjesëve brenda një të tëre në lidhje e marrëdhënie të caktuara ndërmjet tyre; strukturë. *Ndërtimi i brendshëm. Ndërtimi organizativ. Ndërtim kokrrizor. Ndërtimi i Partisë. Ndërtimi i Tokës. Ndërtimi i qelizës (i syrit). Ndërtimi i bërthamës së atomit. Ndërtimi i fjalisë. gjuh. Ndërtimi i ores së mësimit. Ndërtimi i tekstit.*
4. *kryes. sh.* Ndërtesa për qëllime të ndryshme;diçka që është ndërtuar. *Ndërtimet e reja. Ndërtime bujqësore (shkollore, ekonomike, sportive). Kane bërë shuttle ndërtime.*
5. *gjuh.* Tog fjalësh me lidhje të caktuara grama-tikore ndërmjet gjymtyrëve. *Ndërtim sintaksor. Ndër-tim pësor (lejor).*
• Ndërtime kapitale *ek.* ndërtesat e ma-kinerit9 në industri ose në një degë të ekonomisë, që shtohen si fonde themelore për zgjerimin e prodhi-mit.
NDËRTIMOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me ndërtimin e brendshëm, i ndërtimit; strukturor. 77-*paret ndërtimore. Veçoritë ndërtimore të shqipes. gjuh.*
NDËRTIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *lart.* Ai që ndërton diçka të rëndësishme e të madhe; ndër-tues. *Ndërtimtarët e Shqipërisë së re. Ndërtimtarët e së ardhmes.*
NDËRTIMTAR,~E *mb. lart.* Që i shërben ngritjes dhe ndërtimit të diçkaje; *kund.* shkatërrimtar. *Punë ndërtimtare. Vrull (hov) ndërtimtar. Frymë ndërtim-tare.*
NDËRTIMTARt,~A . Teknika e mjeshtëria për ngritjen e ndërtesave; ngritja e ndërtesave.
NDËRTOHET *vet\>.* 1. Përbëhet prej pjesësh të lidhura në një mënyrë të caktuar ndërmjet tyre, ka një ndërtim të caktuar.
2. *Pës. e* NDËRTOJ.
NDËRTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ngre, bëj me lëndë të ndryshme një ndërtesë, një urë etj.; për-gatit prej pjesësh të ndryshme një makinë, një pa-jisje etj. *Ndërtuan shtëpi të reja. Ndërtuan një urë. Ndërtuan një qytet (një kësht)ellë). Ndërtojnë makina (traktore, anije). Ndërtojnë me gurë (me tulla).*
2. *fig.* Ngre diçka me një përmbajtje e trajtë të caktuar dhe me një qëllim të caktuar; krijoj a orga-nizoj sipas një plani të caktuar. *Ndërtojmë socializ-min. Ndërtuan bazën materiale. Ndërtojmë shoqërinë e re. Ndërtojmë marrëdhënie të reja në prodhim. Ndërtojmë shkollën e re (familjen e re). E kemi ndërtuar gjithë punën sipas mësimeve të Partisë.*
3. Organizoj duke i lidhur pjesët përbërëse në një mënyrë të caktuar, bëj diçka duke i renditur pjesët ose duke e bashkuar lëndën sipas një plani të brendshëm. *Ndërtoj orën e mësimit. E ka ndërtuar mirë librin (studimin, romanin, dramën). E ndërtoj ndryshe,*
4. *bised.* Përgatit një gjellë më të gjitha ato që du-hen; i shtie gjellës diçka që ia përmirëson shijen. *Ndërtoi një supë me vezë. Ndërtoj sallatën* i shtie kripë, vaj e uthull. *Ç'na ke ndërtuar për drekë?*
5. *bised.* Rregulloj, ndreq. *Ndërtoj dhomën. E ndërtoi nusen* e rregulloi, e stol.isi nusen.
6. *gjuh.* Bashkoj fjalët në fjali sipas një rendi të caktuar ose sipas përkimeve gramatikore. *Ndërtoj me rasën emërore. Ndërtoj me parafjalë.*
7. *gjeom.* Vizatoj sipas kërkesave të dhëna. *Ndërtoj një trekëndësh. Ndërtoj një figure.*
NDËRTËAR (i,e) *mb.* Që ka përfunduar së ndër-tuari, i ngritur.
• I ndërtuar (i ngritur, i mbështetur) mbi rërë *shih te* RËRË,~A.
NDËRTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ndërton diçka; punëtor i ndërtimit. *Ndërtuesit duarartë. Ndër-tuesit e anijeve (e makinave). Puna e ndërtuesve.*
*2. lart.* Ai që merr pjesë në ndërtimin e diçkaje të rëndësishme e të madhe, ndërtimtar. *Ndërtuesit e socializmit.*
NDËRTUES,~E *mb.* Që shërben për të ndërtuar a për të përmirësuar diçka; *kund.* shkatërrues. *Punë ndërtuese. Kritikë ndërtuese.*
NDËRTUESE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem.* e NDËRTUES,~I. *Ndërtueset e jetës së re. U be ndërtuese.*
NDËRTHUR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Thur njërën me tjetrën, gërshetoj.
2. *fig.* Lidh ngushtë dy a me shumë gjëra, gërshetoj, ndërlidh. *Ndërthur teorinë me praktikën. Ndërthur punën me pushimin. Ndërthur në një sistem të vetëm.*
NDËRTHURET *vetv.* 1. Lidhen ngushtë në mes tyre dy a me shumë gjëra, depërton njëra tektjetra, gërshetohet, ndërlidhet. *Ndërthuren mësimi me punën. Matematika ndërthuret me shkencat e tjera.*
2. *Pës. e* NDËRTHUR.
NDËRTHURJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDËRTHUR, NDËRTHURET. *Ndërthurja e teorisë me praktikën.*
*2.* Diçka që përbëhet nga thurja e pjesëve të ndryshme njëra me tjetrën, gërshetim i dy a me shumë gjë-rave. *Ndërthurje ranorësh. gjeol.*
NDËRTHURUR (i,e) *mb.* Që është i lidhur ngushtë me diçka tjetër, që gërshetohet me diçka tjetër. *Dy rrathë të ndërthurur. Çështje (detyra) të ndërthurura.*

NDËRVARET *vetv.,* y> (u), ~UR *zakon. sh. libr.* Varen nga njëri-tjetri, janë në varësi të ndër-sjellë. *Këto dy degë ndërvaren.*
NDËRVARËSI,~A . *libr.* Varësi e ndërsjellë në mes të dy a me shumë gjërave a dukurive. *Ndër-varësi e ngushtë. Ndërvarësia e ngjarjeve (e dukurive). Lidhje ndërvarësie.*
NDËRVARJE,~A . *libr. shih* NDËRVARËSI, ~A.
NDËRVARUR (i,e) *mb. libr.* Që është në lidhje varësie të ndërsjellë. *Dukuri të ndërvarura. Tregues të ndërvarur. Ngjarje të lidhura e të ndërvarura.*
NDËRVEPRIM,~I *m. libr.* Veprim i ndërsjellë që ushtrojnë mbi njëra-tjetrën dy gjëra ose dukuri të ndryshme, bashkëveprim. *Ndërveprimi i faktorëve ekonomiko-shoqërorë. Ndërveprimi midis variance ve të gjuhës letrare.*
NDËRYJOR,~E *mb. libr.* Që gjendet ose që ndodh në hapësirat midis yjeve. *Hapësira ndëryjore. Pluhur ndëryjor. Ndërlidhje ndëryjore. Fluturimet e ardhshme ndëryjore.*
NDËRZANOR,~E *mb. gjuh.* Që gjendet midis dy zanoreve. *Bashkëtingëllore ndërzanore. R-ja ndër~ zanore.*
NDËRZEHET *vetv. 1.* Bashkohet femra e një kaf-she shtëpiake me mashkullin. *Ndërzehen delet.*
2. *Pës. e* NDËRZEJi.
NDËRZËJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. Bashkoj fem-rën e një kafshe shtëpiake me mashkullin, me qëllim që të shtohen. *Ndërzej lopët (delet).*
2. *vet. veta Hi.* Mbars (mashkulli i kafshëve shtëpiake). *Demat ndërzejnë lopët. Dashi ndërzen dhentë.*NDËRZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas JIuptimeve të foljeve NDËRZEJ, NDËRZEHET.
*Ndërzim natyror (artificial): Ndërzimi i dhenve (i lopëve). Koha e ndërzimit. Dem ndërzimi. Station për ndërzimin artificial.*
NDËRZYES *mb.* Që shërben për të ndërzyer. *Dem C,cjap, harç) ndërzyes.*
NDËRRESA,~T . *vet. sh.* Tërësia e veshjeve të brendshme (këmisha, mbathjet, fanella etj.). *Ndërresa të lara (të reja). Një pale ndërresa. Lajnë ndërresat.*
NDËRRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Koha e caktuar gjatë së cilës punon në një ndërmarrje një grup njerëzish, që zëvendësohen pastaj nga një grup tjetër; vetë njerëzit që punojnë brenda kësaj kohe; turn. *Ndërresa e parë (e nates). Punë me dy (me tri) ndërresa.*
*2. usht.* Rojat që zëvendësohen here pas here brenda një kohe të caktuar. *Ndërresa e pare. Përgjegjësi i \ndërresës.*
3. *usht.* Grup njerëzish që bëjnë qitje stërvitjeje me radhë njëri pas tjetrit. *Ndërresat e para. Koman-dimi i ndërresave. Ndërresa e parët barkas!*
4. Ndërrim, zëvendësim. *Ndërresa e rojave. Bënë nff ndërresë.*
5. *vet. sh. euf.* Të përmuajshmet e grave.
NDËRRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDËRROJ, NDËRROHEM.
*Ndërrimi i emrit. Ndërrimi i stinëve. Ndërrimi i ngjyrës. Ndërtimi i drejtimit. Ndërrimi i rojave. Pjesë ndërrimi. tek.* pjesë që mbahen mënjanë për të zëvendësuar pjesët që dalin jashtë përdorimit në një makinë.
• Ndërrim roje *shih te* ROJË,~A.
NDËRROHEM *vetv.* 1. Vesh rroba të tjera në vend të atyre që kisha. *Lahet dhe ndërrohet. Ndërrohet shpesh.*
*2. vet. veta III.* Zëvendësohet një gjë me një tjetër. *Po i ndërrohen dhëmbët. I ndërrohen qimet. Ndërrohen vitet (stinët).*
3. Këmbehem me një tjetër, i zëmë vendin njëri-tjetrit. *Ndërrohemi me radhë.*
4. *Pës. e* NDËRROJ i_3. *Ndërrohen rojat. Ndërrohen unazat.*
U ndërrua në fytyrë u prish në fytyrë, i iku çehrja, u zbeh.
NDËRROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Lë diçka dhe marr një tjetër, heq një gjë dhe vë një tjetër në vend të saj, zëvendësoj, këmbej. *Ndërroj rrobat. Ndërroj një vegël. Ndërroj^ shpejtësinë (e automjetit). Ndërroj kalin. Ndërroj shtëpinë. Ndërroj rojat. Ndërroi shtetësinë. drejt. Ndërron lëkurën (qimen). Ndërroi paratë. I ndërroi vendin. I ndërroi ujin. Ndërroj plagën* pastroj, mjekoj dhe lidh përsëri një plage.
2. *fig.* Sjell në një gjendje të ndryshme nga ajo që ishte me pare; veproj ndryshe; nis diçka tjetër, ndry-shoj. *Ndërroi taktikën. E ndërroi mendjen (mendimin). Ndërruan rrugë. Ndërron natyrën. Ndërroj drejtimin. Ndërroi bisedën.*
*i.* Këmbej një gjë me një tjetër, shkëmbej. *E ndërroi thekrën me grurë. Ndërruan unazat* shkëmbyen unazat për fejesë.
4I *bujq.* Artis. *Ndërroj domatet.*
5. *jokal.* Kam ndryshim me dike a me diçka, kam
cilësi të tjera nga dikush a nga diçka, ndryshoj, da-lloj. *Nuk ndërron nga të tjerët.*
6. *jokal.* Ndryshoj, pësoj ndonjë ndryshim. *Nuk ka ndërruar fare.*
*k* Ndërroi bajrak (flamur) *shih te* BAJRAK,~U. la ndërroi faqen (fytyrën) e ndryshoi krejt, e shndërroi, i dha pamje krejt të re. Ndërroi (bëri, këmbeu, shkëm-beu) fjalë *me dike shih te* FJALË,~A. JE ndërroi (e ktheu) pllakën (fletën) *keq. shih te* PLLAKË,~A. Ndërroi fytyrë u prish në fytyrë, i iku çehrja, u zbeh. Ndërroi jetë *lart., vjet.* vdiq. Ndërron lëkurën ndërron pamjen e jashtme. la ndërroi (ia ktheu) mendjen *di-k uj t shih te* KTHEJ. Ndërron puna është tjetër gjë. I ndërron telat *shih tek* TEL,~I. I ndërroi din c iman *shih te* DIN,~I. Ujku qimen ndërron, por zakonin s'e harron *shih tek* UJK,~KU.
NDËRRUAR (i,e) *mb.* I veshur me rroba të reja e me ndërresa të pastra. *larë e i ndërruar. I veshur e i ndërruar.*
NDËRRUES,~'I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që zëvendë-son një gjë me një tjetër. *Ndërruesi i çative.*
*2. hek.* Punëtor që ndërron drejtimin e hyrjes së trenave në linjë. *Ndërruesi i binarëve (i linjave).*
NDËRRt)ES,~E *mb. libr.* Që shërben për t'i zëna vendin dikujt a diçkaje tjetër.
NDËRRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. QI mund të zëvendësohet me diçka tjetër; i këmbyeshëm. *Pjesë të ndërrueshme. Kunja të ndërrueshëm.*
2. *gjuh. shih* NDRYSHUESHËM (i), ~ME (e)$_2$.
NDËRRUESHMËRI,~A . Vetia e diçkaje për t'u ndërruar me diçka tjetër ose për të ndryshuar vetë.
NDËSHKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDËSHKOJ, NDËSHKOHEM.
*Ndëshkimi i fajtorëve.*
2. Masë dënimi që merret kundër dikujt për një faj, dënim. *Ndëshkim i lehtë (i rëndë, i rreptë). Ndësh-kime trupore (fizike). Ndëshkim disiplinor.*

NDËSHKIMOR,~E *mb. I.* Që bëhet për të ndësh-kuar. *Masë ndëshkimore.*

2. Që ka për qëllim të shtypë një lëvizje kryengritëse a çlirimtare. *Operation ndëshkimor. Ekspeditë ndëshkimore. Report ndëshkimor* repart ushtarak i veçantë në vendet kapitaliste e në kolonitë e tyre për të shtypur me dhunë çdo lëvizje kryengritëse.

NDËSHKOHEM. *Pës. e* NDËSHKOJ. *Ndësh-kohet me ligj. U ndëshkuan agresorët.*

NDËSHKOJ *kal.,* "-^>VA, ~UAR. Dënoj për një faj të kryer, i jap një dënim. *Ndëshkoj fajtorët. Ndëshkuan agresorët. E ndëshkuan skuadrën. sport. E ndëshkuan me gjobë.*

NDËSHKUAR (i,e) *mb.* Që ka marrë një masë ndëshkimi.

NDËSHKUES,~I m. *sh.* <^, ~IT. 1. Ai që ndësh-kon, ai që jep një ndëshkim.

2. Pjesëtar i një reparti ushtarak ndëshkimor, që ka për qëllim të shtypë me dhunë një lëvizje kryengritëse a çlirimtare. *Ndëshkuesit kolonialistë.*

NDËSHKIES,~E *mb.* 1. Që ka për qëllim të ndëshkojë; që jep ndëshkim. *Masë ndëshkuese. Or-gane ndëshkuese.2. shih* NDËSHKIMOR,~E $_{2}$. *Report ndëshkues.*

NDËSHKUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk lejohet dhe që ndëshkohet po të bëhet; që duhet ndësh-kuar. *Veprim i ndëshkueshëm.*

NDIÇET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Humbet freskinë, shijcn e butësinë (një ushqim), bëhet bajat. *Ndiçet buka.*

NDIÇËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka ndenjur shumë kohë dhe ka humbur freskinë, butësinë ose cilësitë e mira si ushqim; bajat. *Bukë e ndiçme. Vezë të ndiç-me.*

NDIEJ *kal.,* NDJEVA, NDIER. 1. Kap me anë të shqisave ngacmimet dhe dukuritë e botës së jasht-me, pasqyroj në ndijimet; ndijoj. *Ndiej zërin (shijen, erën). Ndien të ftohtët.*

*2.* Kap tingujt me vesh; dëgjoj. *Nuk ndien mirë. I ndjeu zërin. E kam ndier nga të tjerët. Të ndjefsha të mirën! ur. Ndjefsha mirë për ty! ur. Të ndjefsha zërin e mirë! ur.*

3. Provoj në të gjithë trupin ose në një pjesë të tij një gjendje fizike të caktuar. *Ndiej dhembje. Ndiej të ftohtë. Ndien lodhje (këputje, rraskapitje). S'i ndiej gjunjët (kurrizin)* me janë bërë si të huaj nga lodhja. *E ndien veten mirë fkeq). E ndjeu veten lehtë (rëndë, të forte, të përtërirë). S'e ndiem rrugën* nuk u lodhëm gjatë ecjes ose udhëtimit. *E kam ndier në kurrizin tim.*

4. Kap me anë të shqisave në përgjithësi a me anë të intuitës një dukuri nga bota që na rrethon; vë re, nuhat, kuptoj. *Ndiej ndërrimin e motit. Shpesët e ndiejnë tërmetin. Pa e ndier fare. E ndjeu që po binte (po rrë-zohej). S'e ndiem beharin (dimrin)* nuk pati verë shumë të nxehtë (dimër shumë të ftohtë).

5. Provoj një ndjenjë a një gjendje shpirtërore, kam. *Ndiej kënaqësi (mërzi, bezdi). Ndien gëzim (hi-dhërim, pezmalim). Ndien një dëshirë. Ndiente frikë. Ndien neveri (k,rupë). Nuk ndien asgjë për të* nuk e do, nuk e dashuron.

6. Kuptoj pasojat e një veprimi, prekem moralisht për diçka; kam vetëdije për një gjendje. *E ndien përgjegjësinë. E ndjeu gabimin. E ndiente veten fajtor. E ndien veten borxhli. E ndiej veten ngushtë (pisk). E ndien nevojën (mungesën) për diçka. E ndien për detyrë. E ndien thellë.*

7. Jam në gjendje të shijoj të bukurën, e cila me bën përshtypje të thellë. *E ndien muzikën (poezinë).*

8. Kuptoj me anë të intuitës; e kuptoj nga disa shenja të jashtme se po ndodh diçka, parandiej. *E ndiente ftohtësinë e tij. E ndiente se po afrohej rre-ziku. E ndjeu si do të përfundonte.*

9. *(me pjesëzat mohuese* nuk, s, mosj. S'dua t'ia di për diçka, s'më bën përshtypje; s'pyes, nuk shqetësohem për dike a për diçka; trembem, druaj. *S'ndiej për të. Hiç mos ndiej!* mos u shqetëso!, mos pyet fare!

*k* E ndjeu (e provoi) mbi supe (mbi shpatulla, mbi kurriz) *diçka shih te* SUP,~I. Ma ndien (ma ndjell, ma thotë) zemra *shih te* ZEMËR,~RA. Ndiej një lime në zemër *shih te* LIMË,~A. E ndiente shpinën të ngrohtë *shih te* NGROHTË (i,e). E ndien zemrën (shpirtin) të lehtë *shih te* LEHTË (i,e).

NDIER (i,e) *mb.* 1. Që i është dëgjuar emri larg, i dëgjuar, i përmendur, i njohur. *Burrë i ndier. Trim i ndier.*

*2.* Që është bërë me ndjenjë, që përshkohet nga ndjenja të thella. *Poezi e ndier. Krijime të ndiera.*

NDIH *kal.* dhe *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Ndihmoj. *ndih babait. E ndih me se të mimdem. E ndihu të ngrihej.*

2. *vet. veta III.* Punon a vepron ni të mirën time, me jep dorë. *Na ndihu moti sivjet.*

NDIHEM *vetv.* 1. *vet. veta HI.* Rroket me anë të veshit, dëgjohet, tingëllon, i vjen *ziti* a tingëllima. *Ndihen hapat e tyre. Ndihet zhurma e ujit. Ndihej një këngë.*

*2.* Bëj zhurmë duke lëvizur, duke folur etj.; kup-tohet se jam i pranishëm nga zhurma që bëj ose nga zëri, dëgjohcm. *Nuk ndihet njeri nc shiëpi. Ecën pa u ndier. Foshnja nuk u ndie me. Mos u ndiej!*

3. *fig. (zakonisht me pjesëzat mohness* nuk, s, mosA Flas ose veproj për ta treguar veten, përpiqem të dë-gjohem; kundërshtoj me fjalë. *Njeri që nuk ndihet* njeri i qetë, i shtruar; njeri i urtë.

4. Kam një ndjenjë fizike ose shpirtërore, jam në një gjendje të caktuar. *Ndihcm lehtë (mirë). Ndihem* I *lodhur (i këputur). Ndihej i gëzuar. Ndihcm ngushtë* e shoh veten në një gjendje të vështirë. *Si ndihesh?*

5. *vet. veta HI.* Është i dukshëm, vihet re, mund të shihet a të kapet me shqisat ose me ndjenjat. *Ndihet nevoja (mungesa). Ndihet një atmosfcrë cmuziazmi. Ndihet afrimi i pranverës. U ndien lëkundje tërmeti.*

6. *vet. veta III.* Ushtron një veprim, sjell një pa-sojë, lë një gjurmë. *Ndihet ndikimi. U ndien pasojat. U ndie jehona e revolucionit. Ndihet dora e tij.*

*1. Pës. e* NDIEJ 1,3-6.

• Nuk u ndie i gjallë a) ndenji krejt i qetë, nuk pipëtiu, heshti; b) nuk veproi në një rast kur duhej. Nuk ndihet (nuk dëgjohet) as miza *shih te* MIZ.'Ë,~A. Do t'i ndihet (do t'i dëgjohet) shurukama *shih te* SHU-RUKAM Ë,~A.

NDIHMESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Punë e vlef-shme që bën dikush për të plotësuar një vepër a një qëllim të përbashkët; pjesa që jep secili në një punë të përbashkët; kontribut. *Ndihmesë e rëndësishme. Ndihmesë në fushën e prodhimit (e arlit, e shkencës). Ndihmesa e elementit shqiptar në kulturën e popujve të tjerë. Jep ndihmesë.*

NDIHMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Diçka që bëj-më në dobi të dikujt, i cili ka një nevojë, është në gjendje të vështirë ose në një rrezik; përkrahje, mbësh-tetje. *Ndihmë e madhe (e çmueshme). Ndihmë interna-cionaliste. Ndihmë gjyqësore (juridike). drejt. Ndihmë e ndërsjellë* ndihmë që i japin dy pale njëra-tjetrës. *Ndihmë pa interes. Traktat*

*miqësie dhe ndihmë re-ciproke. Kërkon (lyp) ndihmë. Jep ndihmë. Merr ndihmë. Thërres në ndihmë. I shkoi në ndihmë dikujt* e ndihmoi. për *t'i ardhur në ndihmë.*

2. Sasi mjetesh të ndryshme që i japim dikujt, i cili ka nevojë të kryejë një punë ose të përballojë një vështirësi; trupa ushtarake ose mjete, që i dër-gohen një tjetri për të vazhduar luftën; përforcime. *Ndihmë materiale (financiare). Ndihmë ushtarake. Ndihmë bujare. Ndihma në të holla. Ndihma për të dëmtuarit nga tërmeti. I dërgoi ndihma. Mblodhën ndihma. Erdhi ndihma.*

3. *mjek.* Tërësia e veprimeve, që bëhen për të ndih-muar një të sëmurë ose për të mjekuar një plage. *Ndihmë mjekësore. Ndihma e parë* mjekimi i parë që i bëhet një njeriu që sëmuret papritur ose që pëson një fatkeqësi. *Ndihma e shpejtë* veprimtari për tëdhënë ndihmën e parë mjekësore në rastet kur nuk mund të pritet dhe për t'i dërguar të sëmurët menjëhe-rë në një qendër mjekimi.

4. *bised.* Njeri që ndihmon për të bërë një punë a për t'i lehtësuar barren dikujt; ndihmës. *Iu be ndihmë. Nuk kishte ndonjë ndihntë në shtëpi.*

• Me ndihmën e... me anën e, nëpërmjet, me. Në ndihmë të... për të ndihmuar.

NDIHMËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. Ai që ndihmon dike për të bërë një punë ose për të përballuar një detyrë a një barrë. *Ndihmës i afërt. Ndihmës besnik. Ndihmës i palodhur (i pakursyer). Është pa ndihmës. bised.* nuk ka njeri tjetër që ta ndihmojë për të mbaj-tur familjen.

2. Njeri i caktuar për të ndihmuar një punonjës tjetër, nga i cili varet dhe të cilin e zëvendëson për disa detyra. *Ndihmësit kryesorë. Ndihmësi i pare. Ndihmësi i mjeshtrit. Drejtori dhe ndihmësit e tij. Gjyqtari dhe ndihmësit.*

NDIHMËS,~E *mb.* I. Që shërben për të lehtësuar një punë; që jep ndihmë për të kryer diçka. *Mjet ndihmës. Ushtri ndihmëse. Pyetje ndihmëse. Literature ndihfnëse.*

2. *ek.* Që zhvillon një veprimtari plotësuese në krahasim me kryesoren; që jep një prodhim plotë-sues. *Veprimtari ndihmëse. Report (sektor) ndihmës. Ekonomi ndihmëse* ekonomi e vogël bujqësore pranë një institucioni, një reparti ushtarak etj.

3. *gjuh.* Që ndihmon për të formuar trajta jo të thjeshta të fjalëve (për foljet kam, jam ose për pje-sëzën do: kam punuar, jam gëzuar, do të nisem); shër-byes; që nuk është kryesor, i dytë (për theksin). *Folje (fjalë) ndihmëse. Theks ndihmës.*

NDIHMËS- *fjalëform.* Pjesa e parë e fjalëve të përbëra me kuptimin e atij që ndihmon ose zëvendëson dike, prej të cilit varet në një punë a në një zyrë; p.sh. ndihmësdrejtor, ndihmësllogaritar, ndihmës-m.jek, ndihmësmjeshtër, ndihmësprokuror etj.

NDIHMËSDREJTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Zëvendësdrejtor, nëndrejtor.

NDlHMËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* NDIH-MËS,~I. *Ndihmëse besnike.*

NDIHMËSGJYQTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Për-faqësues i zgjedhur me votim nga masat punonjëse, që merr pjesë në shqyrtimin e çështjeve gjyqësore më të drejta të barabarta me gjyqtarët. *Ndihmës-gjyqtarët popullorë. Ndihmësgjyqtarët e gjykatës së rrethit. Zgjedhja e ndihmësgjyqtarëve.*

NDIHMËSGJYQTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET.
*Fem. e* NDIHMËSGJYQTAR, ~I. *U zgjodh ndihmës-gjyqtare.*

NDIHMËSMINISTËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *vjet.* Zëvendësministër.

NDIHMËSMJEK,~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka mbaruar një shkollë të mesme mjekësore dhe që ndihmon mjekun ose kryen disa detyra ndihmëse. *Ndihmësmjek i dalluar.*

NDIHMËSMJEKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* NDIiHMËSMJEK,~U. *Ndihmësmjeke mami. Ndih-mësmjëke fshati.*

NDIHMËSVETERINER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT.
Punonjës i veterinarisë që ka mbaruar shkollën e mesme profesionale.

NBIHMËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* I. Ai që jepte të holla ose diçka tjetër për të ndihmuar dike. 2. *shih* NDIHMËS,~I.

NDIHMËTAR,~E *mb. vjet.* I. Që ndihmon me tS holla a me diçka tjetër. *Shoqëri ndihmëtare.* 2. *shih* NDIHMËS,~E. *Folje ndihmëtare. gjuh.* NDIHMOHEM. *Pës. e* NDIHMOJ.

NDIHMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I jap ndihmë, i lehtësoj barren, punën, mundin a vështirësitë; e shpë-toj nga një rrezik ose gjendje e vështirë; i jap dorën, e përkrah, e mbështet. *Ndihmon shokët. E ndihmoi në punë (në rrezik, në vështirësi). E ndihmoi me fjalë (me këshilla). Ndihmoj nga afër dike. Ndihmoj pa u kursyer. E ndihmon për të mësuar. Me ndihmo ta ngre!*

*2.* I jap të holla ose diçka tjetër një njeriu që ka nevojë; i jap atë që i duhet. *E ndihmoi më të holla. E ndihmoi me libra. E ndihmon pa u kursyer (me gjithë shpirt, më të dyja duart).*

3. *vet. veto III.* Shërben për të lehtësuar zhvillimin e diçkaje a për të bërë diçka, lehtëson; i sjell dobi, *i* jep dorë. *E ndihmon zhvillimin (rritjen). Këto masa ndihmuan shumë. Nuk na ndihmoi moti.*

NDIHMOES,~E *mb.* Ndihmës.

NDDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. Ndijim.

2. Shqisë.

NDIJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *psikol.* 1. Pasqyrimi në vetëdijen e njeriut i vetive të caktuara të sendeve e të dukurive të botës objektive, që veprojnë mbi or-ganet e shqisave. *Ndijime pamore (dëgjimore). Ndijimi* i *të prekurit (i shijes...). Ndijime organike* pasqyrime të gjendjes së brendshme të organizmit (si uria, dhe-mbja etj.).

2. Gjendje psikike e shkaktuar nga rrethana të jashtme, që lënë mbresa të drejtpërdrejta e të për-kohshme në vetëdije, përshtypje. *Ndijime të hidhura. Ndijime të forta nga jeta. Ndijimi i turbullt i një hi-dhërimi.*

NDIJOJ *kal,* ~OVA, ~CAR *psikol.* Kap me anë të shqisave, pasqyroj në vetëdije ngacmimet e botës së jashtme nëpërmjet shqisave; ndiej.

NDIJOR,~E *mb. spec.* Që ka të bëjë me ndijimet; që ka lidhje me organet e shqisave. *Nervat ndijorë. Reflekset ndijore. Përvojë ndijore.*

NDIKESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndikim. *Ka ndikesë.*

NDIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDIKOJ, NDIKOHEM. *Ndikim i madh (i thellë). Ndikim ideologjik (politik). Ndikimi i mjedisit. Ndikimi i shembullit vetjak. Ndi-kimi i rrezeve të dritës. Ndikimi i duhanit (i alkoolit) mbi organizmin. Ushtron ndikim të madh (të mirë, të keq)* ndikon shumë (për mirë, për keq). *Vepron nën ndikimin e diçkaje (e dikujt).*

*2.* Autoriteti që ka dikush mbi dike, forca e push-tetit. *Njeri me ndikim të madh. Zone (sferë) ndikimi. Efuti nën*

*ndikimin e vet. E ka zgjeruar ndikimin. Është (ka rënë) nën ndikimin e dikujt.*
3. *kryes. sh.* Pasojë e veprimit që ushtron dikusha diçka mbi një tjetër. *Ndikime gjuhësore (letrare). Ndikimet e ideologjisë së huaj.*
NDIKOHEM. *Pës. e* NDIKOJ i. *Ndikohen nga rrethanat.*
NDIKOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Vepron diçka mbi një tjetër dhe i sjell ndryshirae ose i lë gjurmë, ushtron një veprim. *Ndikon Mima. Ndi-kojnë kushtet (rrethanat). Faktorë që ndikojnë thellë. Ndikon mbi ekonominë. Ndikon në rritjen (në zhvilli-min) e...*
2. edhe *kal.* Veproj mbi dike me fjalë, me shem-bullin vetjak etj., për ta bërë që të mendojë a të sillet në një mënyrë tjetër, e shtyj të mendojë, të sillet e të veprojë ndryshe. *Ndikon mbi të tjerët. Ndikon me fjalë (me vepra). Ndikon për të mirë (për të keq). Ndikon te nxënësit.*
NDIKUES,~E *mb.* Që ushtron ndikim, veprues. *Forca ndikuese. Fuqia ndikuese e shembullit vetjak.*
NDILLET. *Pës. e* NDJELL.
NDIQET *vetv.* 1. Bashkohet femra e disa kafshëve me mashkullin. *Ndiqen qentë (macet, egërsirat).*
2. *Pës. e* NDJEK i_io. *Ndiqeshin nga pushtuesit. U ndoq me inleres shfaqja (filmi). U ndoqën disa rrugë.*
NDISHK,~U *m. mjek.* Tuberkuloz.
NDIZEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Merr zjarr, fillon të dig jet, merr flake; *kund.* shuhet, fiket. *U ndez zjarri. U ndez një mullar. U ndez furra (soba). Ndizet plehu (pambuku, mielli...)* fillon të digjet vetvetiu pak nga pak. *U ndez vendi.*
2. *vet. veta III.* Fi)lon të jape dritë; *kund.* shuhet, fiket. *U ndezën dritat. Nuk ndizet llamba.*
3. *vet. veta III.* Fillon të punojë diçka që ushqehet me rrymë elektrike ose një motor; *kund.* shuhet, flket. *U ndez motori. U ndez makina.*
4. vef. *veta III.* Fillon të shkëlqejë tepër, shkreptin (për sytë). *Iu ndezën sytë nga zemërimi.*
5. Fillon të ketë shumë të nxehtë; skuqet. *Iu ndezën faqet. U ndez në fytyrë. M'u ndezën këmbët. Iu ndez balli (koka). U ndez për ujë* ka shumë etje nga të nxehtët e madh.
*6. vet. veta III fig.* Nis të zhvillohet diçka me vrull, fillon me hov, merr zjarr. *U ndez biseda. U ndez një diskutim (një grindje, një sherr). U ndez beteja (lufta). V ndez vallja. U ndez pushka.*
7. *fig.* Me rrëmben një ndjenjë e forte, marr zjarr; zemërohem, me hipën inati. *Ndizet shpejt. U ndez nga inati. U ndez me keq. Prit, mos u ndiz!*
8. *vet. veta HI fig.* Nis të shfaqet me vrull (një ndjenjë); e pushton një ndjenjë e forte (për zemrën). *Iu ndez dashuria. Iu ndez dëshira. Iu ndez zemra.*
9. *Pës. e* NDEZ 1,6,7,8.
*-k* Iu ndez (i hipi, i kërceu, iu ngrit, e zuri) damari *shih te* DAMAR,~I. Iu ndez (iu nxeh) gjaku *shih te* GJAK,~U i. U ndezën (u nxehën) gjakrat *shih te* GJAK,~U i. Iu ndezën shkotat *shih te* SHKOTË,~A.
NDJEHEM *vetv.* 1. Ndahem me dike duke ia falur të metat e gabimet njëri-tjetrit. 2. *Pës. e* NDJEJ. *U ndjehet faji.*
NDJEJ *kal.,* ~VA, ~RË. I fal me dashamirësi një faj a një gabim dikujt. *ndjej fajin. Me ndjeni!* me falni!
• E ndjeu zoti (perëndia) *vjet.* vdiq.
NDJEK *kal.,* NDOQA, NDJEKUR. 1. Shkoj prapa dikujt a diçkaje për ta kapur, i vihem pas për ta zënë ose për ta dëmtuar a asgjësuar. *Ndjek ujkun. Ndjek armikun (keqbërësin). E ndoqi këmba-këmbës. E ndjek nga pas. I ndoqi deri larg.*
2. Eci pas dikujt a diçkaje që prin, i shkoj prapa pa iu ndarë. *Ndjek lë zotin. Ndoqëm udhërrëfyesin. Ndjek gjurmën. Ishte lodhur e nuk e ndiqte dot nga pas.*
3. edhe *fig.* Eci në një rrugë a në një drejtim të caktuar. *Ndoqën rrjedhën e lumit. Ndoqën vazhdën e gjurmëve. Ndjek një rrugë të caktuar (të drejtë, të gabuar).*
4. Shoqëroj veprimet e një tjetri, e dëgjoj çfarë thotë ose përsërit atë që bën dikush tjetër. *Ndjek fillin e mendimeve t ë dikujt. Mësuesi lexonte shpejt dhe nxënësit nuk po e ndiqnin dot. Nuk po me ndjek me vëmendje.*
5. *fig.* Veproj ose sillem sipas shembullit të dikujt, e kam si udhëheqje a udhërrëfyes; jam ithtar, pasues a përkrahës i dikujt a i diçkaje. *Ndjek mësimet (vijën) e Partisë. Ndjek një polilikë parimore (të drejtë). Ndjek këshillat e dikujt. Ndjekin modën. Ndjek shembullin e të përparuarve. Ndjekin rrugën kapitaliste.*
6. Vështroj diçka që lëviz, e shoqëroj me shikim. *Ndjek me sy. E ndoqi deri sa u zhduk nga sytë.*
7. Shoh ose dëgjoj një shfaqje, një program etj. *Ndjek një ndeshje (një lojë). E ndoqi deri në fund.*
8. *fig.* Mbikëqyr vazhdimisht për të parë si ecën e si zhvillohet diçka; kujdesem vazhdimisht për mba-rëvajtjen e diçkaje, kam përsipër një punë për ta çuar deri në fund; shoh. *Ndjek një çështje. Ndjek zbatimin e planit e të detyrave. Ndjek përparimin e nxënësve. Ndjek zhvillimin e ngjarjeve. Ndjek me vëmendje (me kujdes, me interesim, me kënaqësi, me padurim, me ankth) diçka.*
9. *fig.* Synoj të arrij diçka. *Ndjek një qëllim.*
10. Shkoj rregullisht në një shkollë për të mësuar; vijoj. *Ndjek shkollën (kursin). Ndjek mësimet (stu-dimet). Ndjek klasën e pare.*
11. *bised.* Dëboj; përzë. *E ndoqën nga puna. I ndoqëm pushtuesit e huaj. Ndiqi ato mendime nga koka!*
12. E trajtoj keq, duke përdorur mjetet e dhunës e të shtypjes që ka shteti, për ta penguar të shprehë pikëpamjet përparimtare ose të luftojë për Iiri e për drejtësi shoqërore (në vendet me regjime shtypëse). *Ndjekin revolucionarët (patriotët).*
13. *vet. veta III jokal.* Vjen në radhë pas dikujt a diçkaje, pason. *Në kapitujt që ndjekin. Ndjek një hyrje e gjatë.*
•*k* Ndjek gjurmët *e dikujt* veproj njësoj si një tjetër paraardhës. eci në rrugën e tij. Ndjekin pas qerren *e dikujt shih te* QERRE,~JA. E ndjek (e marr) gjurmën mbrapsht *shih te* GJURMË,~A. E ndjek në gur e në galinë *shih te* GUR,~I. E ndoqi pile me pile *shih te* PILË,~A i.
NDJEKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që i vete prapa dikujt për ta kapur. *Britmat e ndjekësve. Mbrohej nga ndjekësit.*
2. Pasues i ideve, i pikëpamjeve, i botëkuptirnit të dikujt; ithtar. *S'djekës i një rryme filozofike (i një teorie). Ndjekësit e malerializmit historik.*13. *av.* Aeronlan ndjekës. *Ndjekës të shpejtë. V rigritën ndjekësit.*
NDJEKËS,~E *mb.* 1. Që vjen pas dikujt a diçkaje, pasues. *Fjalët ndjekëse. Muaji ndjekës.*
2. Që është i ngarkuar për të ndjekur, për të zënë a | për të kapur dike. *Report (bataiion) ndjekës.*
3. *av.* Që shërben për të ndjekur dhe asgjësuar aeroplanët e kundërshtarit, gjuajtës. *Aeroplan ndjekës.*

NDJEKJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDJEK, NDIQET. *Ndjekja e armikut. Ndjekja e mësimeve (e shkollës). Ndjekja e problemit (e çështjes). Ndjekja e përparimit (e zhvillimit). Ndjek-je\ gjyqësore (penale). drejt.* veprim juridik kundër atij që ka shkelur ligjin. *Forcat e ndjekjes.*
*2. sh.* ~E, ~ET. Veprimet që bëhen kundër dikujt me mjetet e dhunës e të shtypjes që ka shteti për ta penguar të shprehë pikëpamjet përparirntare os|e të luftojë për liri e për drejtësi shoqërore (në vendet me regjime shtypëse). *Ndjekjet e punëtorëve në, vendet kapitaliste. Ndjekjet kundër patriotëve. Ndjekjet e egra raciale.*
NDJEKUR (i,e) *mb. 1.* Që ndiqet për pikëpamjet përparimtare ose për veprirritarinë e tij në një lë-vizje çlirimtare (në vendet rue regjime shtypëse).
2. *Përd. em.* sipas kuptifflit të rrtbiemrit.
NDJELL *kal.,* NDOLLA, NDJELLË. 1. Bëj që
të! afrohen në një vend shpendët shtëpiakë ose disa kafshë shtëpiakë, duke u thirrur a duke i tërhequr me një ushqim. *NdjelI pulat (rosat, zogjtë, qentë), Ndjell bletën. Ndjell me kokrra misri.*
*2. fig.* Tërheq mbi dike zakonisht një fatkeqësi ose diçka të padëshirueshme, sipas paragjykimeve e besëtytnive, duke e përmendur ose duke e zënë nëjgojë që me pare; parandiej ose parashikoj diçka për dike. *Ndjell zi (të keqen). I ndolli vdekjen. la ndolli mbi kokë. Ç'ndjell, mbështjell. fj. u.*
3. *fig.* Bëj që ta pushtojë një ndjenjë, një men-dim, një gjendje; i sjell, i ngjall. *ndjell gjumë. 1 ndjell mendime (kujtime, trishtim, mërzi). 1 ndjell krupë (të y2Ilë). I ndjell në mend (në kujtesë).*
4. *vet. veta III.* Sjell me vete, tërheq nga pas, bën që | të vijë diçka. *Ndjell shi. Fjala ndjell fjalën.*
5. *fig.* Tërheq për diku; e bëj që të vijë pas meje, josh. *Ndjell me fjalë (me lajka). E ndjell pas vetes. I ndillte malli i atdheut.*
6. Tërheq brenda vetes; thith. *Ndjell ajrin (tymin, erën). Ndjell çibukun (duhanin). Ndjell hundët.*
Ma ndjell (ma ndien, ma thotë) zemra *shih te* ZEMËR,~'RA.
NDJELLAKEQ,~E *mb. 1.* Që ndjell gjithnjë të keqen; që parathotë ose që paralajmëron diçka të zezë (sipas besëtytnive e paragjykimeve). *Shenjë ndjellakeqe. Fjalë ndjellakeqe.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
NDJELLAMIRË *mb. 1.* Që ndjell gjithmonë të mirën; që parathotë ose që paralajmëron diçka të mire, të mbarë (sipas besëtytnive e paragjykimeve). *Ndjenjë (fjalë) ndjellamirë. Njeri ndjellamirë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
NDJELLAZI,~ZEZË *mb. shih* NDJELLAKEQ,
~E. *Shenjë ndjellazezë. Njeri ndjellazi.*
NDJELLËS,~I *m. bot.* Bar më të cilin ndjellin bletën, bar blete.
NDJELLËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ushqim ose diçka tjetër, që shërben për të ndjellë kafshët e shpendët. *Vë ndjellëse.*
NDJELLJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljes NDJELL. *Ndjellja e shpendëve. Ndjellja me fjalë (me lajka).*
NDJENJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjendje e brendshrrie e njeriut, që shkaktohet nga ndikime të botës së jashtme, të cilat sjellin kënaqësi ose pakë-naqësi. *Ndjenjë e forte (e zjarrtë). Ndjenjë e këndshme (e hidhur). Ndjenja e gëzimit (e dashurisë, e hidhërimit, e zemërimit). Ndjenja e frikës (e trishtimit). Ndjenjë kënaqësie (krenarie). Forca e ndjenjës. I ngjalli një ndjenjë. E pushtoi një ndjenjë. E mbyti ndjenjën.*
*2.* Gjendje e njeriut, kur ka vetëdijen për botën e jashtme dhe për veprimet e veta; vetëdije. *Është pa ndjenja. Ra pa ndjenja. Humbi ndjenjat.*
3. Aftësia për të kuptuar, për të shijuar, për të përjetuar a për të vlerësuar një dukuri ose diçka tjetër; nuhatje. *Ndjenja estetike. Ndjenja gjuhësore. Ndjenja e së bukurës (e së resë, e së drejtës). Ndjenja e kohës.*
4. Vetëdije, qëndrim e sjellje që burojnë nga bru-mosja mendore e morale e njeriut në kushte të caktua-ra shoqërore. *Ndjenja fisnike (të larta, të pastra). Ndjenja të flakta. Ndjenja kombëtare (përparimtare, revolucionare, liridashëse, antifetare). Ndjenja e klasës. Ndjenja e atdhedashurisë (e patriotizmit).*
*5.* Aftësia për të kuptuar rëndësinë shoqërore të një detyre, të një pune etj. dhe për të vepruar sipas kërkesave të tyre. *Ndjenja e detyrës (e përgjegjësisë, e punës, e disiplinës, e kursimit).*
6. Ana e brendshme errtocionale e njeriut, zakonisht e dalluar nga arsyeja dhe të menduarit; shfaqja e jashtme e gjendjes emocionale të njeriut. *Flet me ndjenjë. Luan (reciton) me ndjenjë. E preku në ndjenja.*
7. Dashuri; qëndrim i përzemërt e i afërt kundrejt dikujt. *Ndjenjë e thellë. Forca e ndjenjës. I shprehu ndjenjat. I përgjigjet ndjenjës. Iu zgjua ndjenja.*
• Ndjenja e masës *libr. shih te* MASË,~A 14.
NDJERË (i,e) *mb.* 1. Që ka vdekur, i vdekur (për-doret zakonisht para emrit të një të vdekuri në shenjë nderimi për të). *ndjeri baba. E ndjera nënë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Të afërmit e të ndjerit. Dhoma e së ndjerës.*
NDJESË,~A . 1. Falja e fajit ose e gabimit. *Kërkon (Iyp) ndjesë.*
2. *fet., vjet.* Falje e fajeve ose e mëkateve, sipas paragjykirneve fetare, për të cilën zakonisht kërkohej plotësimi i një detyrimi nga besimtari. *Ndjesë e plotë. Ndjesë paste* përdorej pas emrit të një të vdekuri në shenjë nderimi e keqardhjeje.
NDJESËMADH,~E *mb. vjet.* Që i paste të lara të gjitha fa jet e të metat (thuhej me nderim për një të vdekur, sipas paragjykimeve fetare).
NDJESËPASTI *m. vjet.* Ai që paste ndjesë (përdorej përpara emrit të një njeriu që kish vdekur); dikush që ka vdekur, i ndjeri. *Ndjesëpasti baba. E la porosi vetë ndjesëpasti.*
NDJESI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Mbresa që mbetetnga një ndijim, përshtypja e një ndijimi nga bota e jashtme. *Ndjesia e të ftohtit. Kam një ndjesi.*
2. Ndjenjë; aftësia për të ndier. *Ndjesi të holla (të fuqishme). I lindi një ndjesi. E rrëmbeu një ndjesi.*
NDJESIHOLLË *mb.* Që rrok shpejt çdo përshtypje nga bota e jashtme; që e ka shumë të zhvilluar e të përpunuar ndjenjën për diçka.
NDJESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është i af-të tëkapë ngacmimet nga bota e jashtme; që u për-gjigjet në një shkallë të lartë ngacmimeve të jashtme. *Lëkurë e ndjeshme. Vesh i ndjeshëm. Pjesë e ndjeshme e trupit. Në pikën më të ndjeshme.*
2. Që preket lehtë në ndjenjat; që i ndien shumë dhe thellë përshtypjet nga bota e jashtme, që i bën përshtypje

lehtë çdo gjë, i prekshëm. *Njeri (fëmijë) i ndjeshëm. Zemër e ndjeshme. Shpirt i ndjeshëm. Na-tyrë e ndjeshme.*

3. *spec.* Që ka aftësinë t'u përgjigjet ndryshimeve dhe ndikimeve nga mjedisi i jashtëm; që kap ndry-shimet më të vogla të madhësIve për t'u matur. *Aparat i ndjeshëm. Pllakë e ndjeshme.*

4. *fig.* Që arrin përmasa të mëdha e të dukshme, i rëndësishëm; që ka një ndryshim të tillë, i cili bie në sy; mjaft i madh, i dukshëm. *Ngritje (rritje, ulje) e ndjeshme. Shtim (tejkalim) i ndjeshëm. Përparim i ndjeshëm. Dëme (humbje) të ndjeshme. Dallime të ndjeshme. Në mënyrë të ndjeshme.*

NDJESHMËRl,~A . 1. Aftësia për të kapur ndi-jimet me anë të shqisave; aftësia për t'iu përgjigjur në një shkallë të lartë ngacmimeve ose ndryshimeve nga bota e jashtme (për qeniet e gjalla dhe organet e tyre). *Ndjeshmëri e lartë (e madhe). Ndjeshmëria e lëkurës (e syrit, e veshit). Ndjeshmëria ndaj ngacmimeve. Pragu i ndjeshmërisë. Humbet (fiton) ndjesh-mërinë.*

2. Vetia e njeriut të ndjeshëm; aftësia për t'u pre-kur lehtë ose me force në ndjenjat, hollësi e ndje-njave. *Ndjeshmëria e artistit. Me ndjeshmëri të madhe. Njeri me ndjeshmëri.*

3. *spec.* Aftësia për t'iu përgjigjur ndryshimeve dhe ndikimeve nga mjedisi i jashtëm; vetia për të kapur ndryshimet më të vogla të madhësive që maten. *Ndjeshmëria e aparatit (e peshores). Ndjeshmëria e filmit. Ka ndjeshmëri të lartë (të ulët).*

NDO *lidh. bised.* 1. Ose, ja. *Ndo ju, ndo ata. Ndo shumë, ndo pak. Ndo ashtu, ndo kështu.*

2. Qoftë, edhe. *Ndo për mua, ndo për ty. Ndo për të mirë, ndo për të keq.*

NDOCA *bised.* I. *ndajf.* Pak, një fare sasie, ca. *Hëngri ndoca. Mori ndoca.* II. *pakuf.* Disa, ca. *Ndoca bagëti. Ndoca kokë.*

NDODH *jokal.,* ~A, ~IJR. 1. vef. *veto III.* Zhvi-llohet ose kryhet një ngjarje, ngjet. *Ndodhin në jetë. Ndodhin në vendet kapitaliste. Sido që të ndodhë. Ç'po ndodh? Ka ndodhur shumë kohë me pare.*

*2. vet. vet a III.* Zhvillohet ose kryhet diçka rastë-sisht, rastis. *Ndodh nganjëherë. Ndodhin edhe gabime. Ndodhi një e papritur. Gjëra që ndodhin.*

3. *vet. veto HI (me një trajtë të shkurtër të per-emrit vetor në r. dhanore).* Pësoj diçka të papritur a të papëlqyeshme, me ngjet diçka. *ndodhi një fat-keqësi (një vdekje). Ç'të ka ndodhur? Mund t'i ndodhë kujtdo.*

*4. shih* NDODHEM 1,2,5. *Ndodhi në një mbledhje. Ndodha në gjumë. Ndodhi duarbosh. Nuk me ndodhën të holla me vete.*

NDODHEM *vetv.* 1. Jam në një vend, gjendem diku; jam në rrethana të caktuara; *vet. veto HI* bie, shtrihet diku. *Ndodhet aty (këtu). Ndodhetpranë (larg). Ndodhet në veri (në jug). Ndodhet midis tyre. Ndodhet jashtë rrezikut.*

*2.* Jam rastësisht diku, gjendem rastësisht në një vend. *V ndodh aty pa dashur. S'u ndodh në shkollë.*

3. *fig.* Jam ose bie në një gjendje që nuk e prisja, gjendem padashur përpara diçkaje, zakonisht të papëlqyeshme. *U ndodh ngushtë (pisk). V ndodhëm para një të papriture (para një fakti të kryer). Ndodhej në pike të hallit.*

*4. fig. bised. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Ndihmoj dike në rrethana të vështira, i gjendem krah dikujt. *lu ndodh pranë (krah). I ndodhet në çdo rast (në rast nevoje). Iu ndodhën në fatkeqësi. Na është ndodhur kurdoherë.*

5. *vet. veta HI (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Kam me vete rastësisht diçka, me gjendet; kam. *S'iu ndodhën para me vete. Me dha ç'iu ndodh. Na priti me ç'iu ndodh.*

•*k* U ndodha (me zuri) bosh *shih te* BOSH.

NDODHI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Diçka që ka ndodhur më të vërtete, ngjarje; fakt nga jeta e përdit-shme. *Ndodhi interesante. Mes ndodhisë dhe legjendës.*

*2.* Tregim i shkurtër; përrallë me temë nga jeta e përditshme. *Ndodhi tërheqëse. Sajonte ndodhi. I pëlqenin ndodhitë.*

NDODHJI:,~A . 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve NDODH, NDODHEM 1-3. *Ndodhja e fatkeqësisë (e aksidentit). Ndodhja e tij jashtë shtetit.*

*2. sh.* ~E, ~ET. Ndodhi, ngjarje. *Ndodhjet e fundit. Pas kësaj ndodhjeje.*

NDOFTA *pj. shih* NDOSHTA.

NDOKUND *ndajf.* Në ndonjë vend, gjëkundi, diku. *Ndokund puna vazhdon. Ndokund tjetër* në tjetër vend; gjetiu.

NDOKUSH *pakuf.* (NDOKUJT, NDOKËND). Një njeri që nuk dihet a nuk përcaktohet cili është, njeri, ndonjëri, dikush. *Ndokush dëshiron. Ndokush s'e kupton. Ndokush mund të tholë se... Ndokujt i duket mirë (keq). Sic mendon ndokush. la hedh fajin ndokujt. A takove (a pe) ndokënd?*

NDONËSE *lidh.* Përdoret me një fjali të varur lejore, që tregon se veprimi i shprehur në fjalinë lcryesore mund të kryhet pavarësisht nga prania a mungesa e disa kushteve dhe rrethanave ose në kun-dërshtim me diçka tjetër; megjithëse, megjithëqë, sado që. *Ndonëse ishte vonë, ai vazhdonte punën. Ndo-nëse ishte i mërguar, nuk e harronte kurrë Vendlindjen. Ndonëse nuk kishte kohë, nuk rrinte asnjë ditë pa stu-diuar.*

NDONJË *pakuf.* 1. Një frymor, send ose dukuri nga një varg i njëjtë; njëri cilido, diçka çfarëdo. *Ndonjë njeri. Ndonjë ditë. Ndonjë punë (çështje). Ndonjë gëzim (hidhërim, përshtypje). Ndonjë prej tyre. Me jep ndonjë. Në ndonjë rast. Në ndonjë mënyrë. Ç'kemi ndonjë të re?*2. *përd. pi.* Afro, gati, pothuajse. *Kam ndonjë ore që po pres. Ndonjë kilometer larg.*

NDONJËHERË *ndajf.* 1. Në ndonjë rast, në disa raste; nganjëherë. *Ndonjëherë u kemi folur. Dilni ndonjëherë! Si kurrë ndonjëherë* si asnjëherë tjetër.

2. Në asnjë rast, asnjëherë, kurrë. *S'pushon ndonjëherë. S'e kam parë ndonjëherë.*

NDONJËRI,~A *pakuf.* Një njeri i papërcaktuar nga një grup; ndokush, ndonjë. *Ndonjëri nga të rriturit. Ndonjëra prej jush (prej tyre). Thuaji ndonjërit.*

NDOPAK *ndajf.* Në një sasi të vogël, në një masë të:vogël, ca, një çikë; një kohë të shkurtër. *E qetësoi ndopak. Hëngri ndopak. A mendon ndopak? Ndenji ndopak ?*

NDORE,~JA . *vjet.* 1. Mbrojtja që i jepej di-kujt, sipas kanunit të maleve, kur e kishte në rrezik jetën. *E mori ndore dike. I ra ndore dikujt* i kërkoi mbrojtje; hyri nën mbrojtjen e dikujt. *Prishi ndpren* e preu në besë atë që i kish kërkuar mbrojtje. *Kishte besë e ndore. Ishte në ndoren e tij.*

2. Njeriu që merrej në mbrojtje, kur e kishte në rrezik jetën nga dikush. *Nuk e dorëzoi ndoren.*

*k* Nuk bie ndore nuk dorëzohem.
NDOREM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Zbres nga mali, varem.
NDORESH *ndajf.* Me vjen ndoresh: e bëj mirë, me shkathtësi e lehtësi, me vjen për dore; e kam mjeshtëri, kam fituar shkathtësi për diçka. *vjen ndoresh të gatuajë. I vjen ndoresh për çdo gjë (për (do punë).*
NDORMË (i), ~E (e) *mb.* Që është gatuar pa maja, pa tharm; *kund.* i mbrumë. *Kulaç i ndormë. Bukë e ndorme.*
NDORTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dy-tri fije leshi të kredhura bashkë, që përdoren për të lidhur diçka; gjalmë. *Ndorta të bardha. Ndortat e opingave. U kë-pu(ën ndortat.*
NDOSHTA *pj.* Përdoret për të shprehur dyshimin ose mundësinë për diçka; mbase, ka mundësi, ka të ngjarë, kushedi. *Ndoshta vjen (shkon, rri). Ndoshta nuk e di. Ndoshta jo (po).*
NDOT,~I *m.* Ndjenja e përzierjes, që provojmë para një gjëje të fëlliqur, të ulët ose të papëlqyer; neveri, krupë. *Kam ndot nga diçka. E sheh me ndot. Të ngjall ndot. E kujtonte me ndot. Me vjen ndot (kam ndot)* me vjen të vështirë, me vështiroset.
NDOT *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ndyj, fëlliq. *Ndoti duart (këmbët). I ndoti me baltë.*
2J E bëj të dëmshëm për jetën e gjallë, duke he-dhur ose përhapur lëndë kimike, mbeturina të in-dustrisë etj. *Ndot ajrin (ujërat, atmosferën). Ndot mjedisin,*
*3. jokal. euf.* Bëj ujët, dal jashtë.
Kush ndot këmbët luan dhëmbët *fj.u.* kush punon ha.
NJDOTEM *vetv.* 1. Fëlliqem me diçka, ndyhem. *Ndotem me baltë (me pluhur). Me ndoten rrobat (duart).*
*2. euf.* Bëj ujët, dal jashtë. *Është ndotur foshnja-*
3. PëJ. *e* NDOT i,2.
NDOTË,~T (të) *as. shih* NDOT,~I.
NDOTË (i,e) *mb.* 1. I ndyrë, i fëlliqur, i ndotur.
2. *fig.* Që bëhet me rrugë të pandershme; që vepron me mënyra të pandershme, i fëlliqur, i ndytë. *Mënyra të ndota. Njerëz të ndotë.*
NDOTËSf,~A . 1. Cilësia e atij që është i ndotë a e diçkaje që është e ndotë, ndyrësi. *Ndotësi e madhe.*
2. *sh.* ~, ~TË *fig.* Gjë e ndyrë; punë e fëlliqur. *Ndotësitë e propagandës imperialiste.*
3. Ndot. *E shikoi me ndotësi.*
NDOTJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve NDOT, NDOTEM. *Ndotja e duarve. Ndotja e ujit (e tokës, e ajrit).*
NDOTUR (i,e) *mb.* 1. Që është fëlliqur me diçka, i fëlliqur, i papastër. *Rroba (këpucë) të ndotura. Me duar të ndotura.*
*2.* Që është i dëmshëm për jetën e gjallë për shkak të lëndëve kimike, të mbeturinave të industrisë etj. *Ujëra të ndotura. Ajër i ndotur.*
NDRAG *kal.,* ~A, ~UR. Bëj me baltë a me një gjë të fëlliqur, ndyj, fëlliq. *Ndragu këpucët (panta-llonat) me baltë.*
NDRA"GEM *vetv.* 1. Ndyhem me diçka, ndotem. *Ndragem me baltë. M'u ndragën rrobat. U lag e u ndrag. U ndrag foshnja në rroba.*
*2. Pës. e* NDRAG.
NPRAGËT (i,e) *mb.* 1. I Iyer me baltë a me diçka të fëlliqur, i ndotur.
*2. fig.* I ndyrë, i fëlliqur. *Punë e ndragët. Luftë e ndragët.*
NDRAGIE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDRAG, NDRAGEM. *Ndragia e rrobave.*
NDRAGUR (i,e) *mb.* Që është fëlliqur me diçka, i fëlliqur, i ndotur. *Me rroba të ndragura.*
NDREQ *kal.,* ~A, ~UR. 1. Kthej në gjendjen e mëparshme diçka që është prishur a dëmtuar; bëj të përshtatshëm përsëri për të punuar ose për ta për-dorur, ujdis, rregulloj; *kund.* prish. *Ndreq urën (rru-gën) e prishur. Ndreq këpucët (çizmet). Ndreq orën (radion, televizorin). Çoj për të ndrequr.*
*2.* Sjell përsëri në rregull, vë për fije, rregulloj. *Ndreq shtëpinë (dhomën). Ndreq shtratin. Ndreq flokët.*
3. Përmirësoj diçka në krahasim më të kaluarën. *Ndreq notat. Ndreq rezultatin e garave.*
*4. fig.* I mënjanoj a i zhduk gabimet, të metat dhe dobësitë, e sjell dike në rregull; e përmirësoj. *Ndreq gabimet. Ndreq shokun. Ndreq veten.*
*5. fig. bised.* Zgjidh një mosmarrëveshje a një grindje, pajtoj; ujdis. *ndreqi më të mirë. Hyri në mes dhe i ndreqi. E ndreqi punën. Kush e ndreq me ta!*
*6. bised.* I bëj shërbimet e nevojshme, i jap të hajë e të pijë, i shtroj për të fjetur etj. *Ndreq fëmijët. Ndreq kalin. I ndreqi miqië. Ndreq tryezën* shtroj tryezën.
7. *bised.* Përgatit diçka për të ngrënë më të gjitha ato që duhen; i shtoj diçka gjellës për t'i përmirësuar shijen; ndërtoj. *Ndreq gjellën me erëza.*
8. *bised.* Drejtoj. *Ndreq shtatin (trupin).*
9. *vjet.* Paguaj detyrimin që kam ndaj dikujt. *Ndreqi punëtorët. Ndreqi borxhlinjtë.* Ndreq (drejto, rregullo) gojën! *shift te* GOJË, ~A. I ndreqi hesapet *me dike* mori hak kundër dikujt, i lau hesapet me dike. la ndreqi kryqet *dikujt shih te* KRYQE,~T. I ndreqi orët *me dike keq. shih* rekORË,~A i. la ndreqi (ia rregulloi, ia ujdisi) qejfin (kokën) nuk e la të vepronte sipas trilleve të tij; ia ndreqi samarin. Ia ndreqi (ia rregulloi, ia ujdisi) samarin (bërroren, kurrizin, shpinën) *dikujt* e rrahu, e ndëshkoi rëndë për një faj ose kur nuk bindej; i dha përgjigjen e merituar, i tregoi vendin dikujt. As prish, as ndreq (punë) *shih te* PRISH. S'di kujt t'ia prish e kujt t'ia ndreq *shih te* PRISH 20.
NDREQEM *vetv.* 1. Vishem me rroba të reja; sto-lisem. *U ndreqën e u stolisën. U ndreq nusja.*
2. *fig.* Shmang të metat e dobësitë që kam pasur, përmirësohem; vij në rrugë të drejtë. *Djali u ndreq.*
3. Merrem vesh me dike pas një grindjeje, paj-tohem; ujdisem, rregullohem. *V ndreqën njëri me tjetrin.*
4. *vet. veto HI.* Përmirësohet, kthjellohet (për motin). *U ndreq koha (moti).*
5. *Pës. e* NDREQ i_7. *U ndreqën rrugët (urat, shtëpitë). Nuk ndreqet lehtë.*
•*k* Drori ndreqet sa (kur) është i njomë *fj. u.* njeriu edukohët me lehtë kur është në moshë të re.
NDREQËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ndreq diçka të prishur a të dëmtuar. *Ndreqës biçikletash.*
2. *Bised.* Ai që hyn si ndërmjetës për të pajtuar dy veta a dy pale që janë zënë ose kanë mosmarrë-veshje. *Luan rolin e ndreqësit.*
NDREQJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDREQ, NDREQEM. *Ndreqja e rrugëve. Ndreqja e veglave (e këpu(ëve). Ndreqja e qitjes. usht. Ndreqje gabimesh. Ndreqja e të metave. Mënyra e ndreqjes.*
2. *sh.* ~E, ~ET. Ndryshimi që i është bërë diçkaje për ta përmirësuar, për t'i hequr gabimet e të metat; shenja që tregon gabimet në një faqe të shkruar me dorë a me shtyp.

*Ndreq jet me laps (me penë, me bojë). Ndreqjet në fund të librit. Bëj ndreqjet e duhura.*

NDREQUR (i,e) *mb.* 1. Që i janë rregulluar pjesët e prishura a të dëmtuara. *Këpucë të ndrequra. Shtëpitë e ndrequra.*

2. Që i janë përmirësuar të metat e gabimet. *Faqet e ndrequra. Teksti i ndrequr.*

NDRIÇIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDRIÇOJ, NDRIÇOHEM. *Ndriçimi i rrugëve me dritë elektrike. Ndriçimi i popullit (i masave). Ndriçimi i problemeve nga pozitat e marksizëm-leninizmit. Përdor për ndriçim.*

*2.* Drita që del nga një burim; mjetet e ndryshmc që përdoren për të bërë dritë. *Ndriçim natyror (artificial). Ndriçim elektrik. Ndriçimi i diellit. Rrjeti i ndriçimit.*

3. Shkëlqimi i diçkaje. *Ndriçimi* 1 *qiellit. lu zbeh ndriçimi.*

*A. hist.* Iluminizëm. *Shekulli i ndriçimit.*

NDRIÇIMTAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që për-hap dijet e kulturën në masat e popullit me qëllim që ato të dalin nga prapambetja, të zhvillohen e të përparojnë, iluminist, ndriçues. *Ndriçimtarët e Ri-lindjes Kombëtare.*

NDRIÇOHEM. *Pës. e* NDRIÇOJ j.,. *Ndriçohet nga dielli.*

NDRIÇOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I jap dritë, e bëj të ketë dritë, i drejtoj rrezet e dritës, i bëj dritë. *Dielli ndriçon Token. Hëna ndriçonte kopshtin. Llamba ndriçonte dhomën.*

*2.* Pajis një vend a diçka me mjete që japin dritë. *ndriçuan rrugët me drita elektrike.*

3. *fig.* Bej të qartë e të kuptueshme diçka që ishte e errët dhe nuk kuptohej mirë, hedh dritë mbi diçka. *Ndriçoj një çështje (një problem).*

4. *fig.* Përhap dijet dhe kulturën për ta zhvilluar dike, i jap arsim e kulturë për të dale nga padija e prapambetja dhe për të ecur përpara. *Ndriçoi men-djet e njerëzve. Ndriçuan kombin (popullin, vendin).*

5. *fig.* Vë në dijeni të tjerët për diçka që nuk dihet ose nuk është e qartë, sqaroj. *ndriçoi qytetarët për diçka. për të ndriçuar opinionin e përgjithshëm.*

6. *jokal. vet. veta HI.* Lëshon dritë, bën dritë; shkël-qen. *Dielli (Hëna) ndriçon. Ndriçon liqeni si pasqyrë. I ndriçonte fytyra. Ndriçon në errësirë.*

7. *jokal. vet. veta HI fig.* Dallohet për veti të mira të jashtëzakonshme, shquhet, shkëlqen. *Ka ndriçuar në shekuj trimëria e shqiptarit.*

NDRIÇUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Mjet për të bërë dritë. *Ndriçues i thjeshtë. Ndriçues me abazhur.*

2. Punonjës që merret me mjetet e ndriçimit të diçkaje. *Ndriçuesit e aerodromit. Ndriçuesit e teatrit (e skenës).*

3. *fig.* Ndriçimtar; ai që i ndriçon rrugën dikujt.

NDRIÇUES,~E *mb.* 1. Që lëshon dritë, që ndriçon; që shërben për ndriçim. *Trup ndriçues. Gaz ndriçues. Raketë ndriçuese.*

2. *fig.* Që sqaron me mirë diçka të errët a që nuk njihet sa duhet. *Studime ndriçuese.*

3. *fig.* Që tregon rrugën e drejtë, e cila duhet ndjekur, udhërrëfyes. *Yll ndriçues. Fener ndriçues.*

NDRIKULL,~A *f.sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. E shoqja e kumbarës; nunë.

2. *vjet.* Gruaja që ndodhej si dëshmkare në një kurorëzim.

3. Nëna e fëmijës, të cilit i priten flokët, kundrejt kumbarës.

4. *krahin.* Gruaja që kujdesej për nusen ditën e dasmës.

5. *mospërf.* Grua llafazane, zakonisht në moshë të thyer, që merret me thashetheme.

NDRIKULLI,~A . 1. *përmb.* Tërësia e ndriku-llave, gjithë ndrikullat së bashku. *Na erdhën ndri-kullia.*

*2.* Të qenët ndrikull. *Ndrikullia nga marrja e flo-këve.*

NDRIN *jokal.,* ~U, ~RË. 1. Lëshon dritë, ndriçon; shkëlqen. *Ndrijnë yjet. Ndrijnë dyqanet nga dritat. Ndrin deti si pasqyrë. Ndrinë armët e bardha.*

*2. fig.* Shquhet për veti të larta, shkëlqen. *Do të ndrijë në shekuj heroizmi i partizanëve.*

3. *shih* NDRIT 2-4. *ndrinin syti. I ndrinte fytyra nga gëzimi.*

NDRIT (NDRIS) *jokal.,* —A, ~UR. 1. *vet. veta III.*Lëshon dritë, ndriçon fort; shkëlqen në dritë të forte, shndrit. *Ndrit die Hi (hëna). Ndritin yjet. Ndrit si pasqyrë. Çdo gjë që ndrit nuk është or (flori). fj. u.*

2. *vet. veta III.* Shkëlqen nga pastërtia, nga rregulli, është shumë i pastër e i rregullt, shndrit. *Ndrit shtëpia (dhqma). Ndrit nga pastërtia.*

3. *vet. veta III.* Merr një shprehje të jashtme, që tregbn një ndjenjë të fuqishme, frymëzim ose gjallëri të brendshme. *ndriti fytyra. I ndritën sytë.*

*4. fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me ecën një punë, me shkon mbarë; ia arrij qëllimit (zakonisht me mohim). *Nuk i ndriti me 'lë. S"i ndrit tek unë. I ndriti fati.*

5. *kal.* 1 jap dritë, ndriçoj. *Doli hëna e ndriti dheun.*

6. *kal. fig.* I tregoj rrugën e drejtë; i zbuloj të vër-tetën dikujt duke e mësuar, ndriçoj, shndrit. *ndritën rrugën popullit. I ndrit mendjen (trurin).*

7. *kal. iron.* E bëj keq një punë, e prish. *E ndriti punënf Ç'na ndrite dhe ti me këto!*

• I ndriti sytë (dqëmbët) *dikujt* i foli më të egër; e kërcënoi. I ndrittë shpirti! *vjet.* thuhej për një të vdekur në shenjë nderimi a mirënjohjeje për veprën e ti jl S'i ndrit nuri edhe *poh.* është gjithnjë i vrenjtur, nuk ji qesh fytyra.

NDRITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që lëshon dritë të fprtë; që shkëlqen fort, që ndriçon, i shndritshëm. *Diell i ndritshëm. Rruaza të ndritshme. Sy të ndritshëm.*

2. *fig.* I ndritur, i dëgjuar, i përmendur. *Emër i ndritshëm.*

NDRITUR (i,e) *mh.* 1. Që ka ose që lëshon dritë, i ndriçuar; që shkëlqen. *ka sytë të ndritur.*

*2. \fig. lart.* Që shquhet për veti, cilësi e merita të larta!; që është shumë i ngritur e i ditur; i shquar, i shkëIqyer. *Atdhetar i ndritur. Mendje e ndritur. Figura të ndritura të Rilindjes Kombëtare. Shembull i ndritur.*

3. *fig. lart.* Që mbështetet në dije të thella dhe ka synime të larta e të menduara mirë; i lartë e fisnik. *Mësimet e ndritura të marksizëm-leninizmit. Nën udhëheqjen e ndritur të Partisë. Ide të ndritura.*

4. *fig. lart.* Që është i mbushur me gëzim e lumturi, që sjell të mira e mbarësi; i shkëlqyer; *kund.* i errët. *E ardhnte e ndritur. Perspektiva të ndritura. Rruga e ndritur e socializmit.*

• Shkroi një faqe të ndritur *shih te* SHKRUAJ.

NI)RIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrip i gjatë prej leshi për të lidhur foshnjën në djep, dizgje, cimocë.

NDROJTJE,~A . *shih* DRUAJTJE,~A. NDROJTUR (i,e) *mb. shih* DRUAJTUR (i,e). NDRUAJ *jokal.,* ~TA, ~TUR *shih* DRUAJ. NDRUHEM *vetv. shih* DRUHEM.

NDRYDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shtyp diçka për ta ngjeshur; i rëndoj përsipër. *Ndrydh brumin. Ndrydh një gaz. Ndrydh me dorë. I ndrydh kraharorin.*

*2.* Nxjerr nga vendi një gjymtyrë; përdredh një gjymtyrë kur rrëzohem, kur bie nga një lartësi etj. *Ndrydhi dorën (këmbën).*

3. *fig.* Nuk e lë dike a diçka të shfaqet a të zhvi-llohet lirisht, duke i krijuar pengesa e vështirësi, ngushtoj, kufizoj, pengoj; shtyp. *ndrydhnin të rinjtë (fëmijët). Ndrydh mendimet (ndjenjat, dëshirat). I ndrydhie hovin (vrullin). I ndrydh personalitetin.*

NDRYDHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Del nga vendi, përdridhet (për gjymtyrët). *M'u ndrydh këmba(dora).*

*2. fig.* Mbyll në vetvete ndjenjat a mendimet nga druajtja, nga turpi a nga frika; mbyllem në vetvete. *Është ndrydhur në vetvete. Vajza u ndrydh.*

3. Rrudhem; vrenjtem, ngrysem. *U ndrydh nëfytyrë.*

4. *Pës. e* NDRYDH.

• M'u ndrydh zemra *shih te* ZEMËR,~RA.

NDRYDHËS,~E *mb.* 1. Që e kufizon a e pengon zhvillimin ose shfaqjen e lire të diçkaje, që të zë fry-mën. *Mjedis ndrydhës.*

2. Që ngjall një ndjenjë të rëndë shtypëse. *Trishtim ndrydhës. Amulli (qetësi) ndrydhëse.*

NDRYDHËT (i,e) *mb.* Që është pjekur e zbutui pasi është vjelë (për pemët), i mbrydhët, i ndulkët. *Dardhë (mollë) e ndrydhët.*

NDRYDHJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDRYDH, NDRYDHEM. *Ndrydhja e dorës (e këmbës). Ndrydhje e vetëveprimit (e mendi-mil, e ndjenjave).*

*2. mjek.* Lëvizje e kockës së një gjymtyrë nga vendi i vet; pjesa ku është zhvendosur kocka e një gjymtyrë. *Pati një ndrydhje.*

3. *fig.* Gjendje e rëndë shpirtërore, kur diçka na mundon e nuk na lë të shfaqim lirisht ndjenjat e mendimet. *Kishte një ndrydhje në zemër.*

NDRYDHUR (i,e) *mb.* 1. Që është shtypur e i është pakësuar vëllimi, i ngjeshur. *Ajër i ndrydhur. Gaz i ndrydhur.*

2. *fig.* Që nuk lejohet të shfaqet a të zhvillohet lirisht, që pengohet, kufizohet a ngushtohet. *Me dëshira (ndjenja) të ndrydhura. Fuqi të ndrydhura. Vullnete të ndrydhura. Jetë e ndrydhur. E mbante të ndrydhur.*

3. *fig.* Që nuk sillet e nuk vepron lirisht në jetë, i dmajtur; që është i mbyllur në vetvete. *Vajzë e ndrydhur. Fëmijë i ndrydhur.*

NDRYHEM *vetv.* 1. Mbyllem në një vend; nuk dal fare nga një vend, rri brenda vazhdimisht. *U ttdry në shtëpi (në zyrë).*

*2. fig.* Mbyllem në vetvete, pres lidhjet e gjalla me njerëzit e tjerë.

3. *Pës. e* NDRYJ.

NDRYJ *kal.,* ~VA, ~RË. I. Mbyll diçka me dry a me çelës që të mos e hapin të tjerët; *kund.* zhdryj. *Ndryj derën (dollapin, arkën).*

*2.* Mbyll brenda diçka me çelës a me dry për ta siguruar; e fut dike brenda, e mbyll dhe nuk e lë të dale. *Ndryj rrobat (plaçkat, libratj në dollap. I ndrynte paratë në arkë. E ndrynë në shtëpi (në dhomë).*

3. *fig.* Mbaj të fshehur a të padukshme diçka brenda vetes; kam brenda në vetvete. *Ndryn një të fshehtë. Ndryn mundësi të mëdha.*

NDRYP *kal,* ~A, ~UR. 1. Shtyp e shtrydh diçka me dorë. *Ndryp spinaqin (lëpjetën). Mos e ndryp kë-lyshin!*

*2. fig.* Rrëzoj përdhe, vë poshtë. *E ndrypi mortja.*

NDRYQEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Shtrij krahët kur ngrihem nga gjumi a kur jam i lodhur për t'u shpirë, shtriqem.NDRYS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shtyp lehtë me dorë muskujt e damarët për të larguar lodhjen ose dhem-bjen. *Ndrys shpatullat (damarët). Ndryste plakun. Ndrys lehtë (rëndë).*

2. Fërkoj lehtë në shenjë përkëdhelie, përkëdhel. *ndryste faqet (qafën, ballin).*

3. Fut diçka me force në një vend; zhyt. *ndrysi kokën në baltë.*

NDRYSEM. *Pës. e* NDRYS.

NDRYSHE *ndajf.* 1. Në mënyrë tjetër; me tjetër mënyrë a rrugë ose me tjetër brendi, cilësi a trajtë. *Krejt ndryshe. Me doli ndryshe. E dija ndryshe. Po ta them ndryshe. E bëri ndryshe. Vlerësohet ndryshe. E kuptove ndryshe. Ndryshe flet, ndryshe vepron. Është me ndryshe* ka ndryshuar, është me irtirë.

2. *përd. lidh.* Në rastin e kundërt, përndryshe. *Shpejto, ndryshe do të vonohesh! Thuaj të vërtetën, ndryshe nuk të del mirë! Ndrequ, ndryshe do ta pësosh!*

• Ndryshe nga... me dallim nga një tjetër, në kundërshtim me dike a me diçka tjetër. Flas ndryshe më të *i shih te* FLAS.

NDRYSHESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rregullini, përmirësim a ndryshirrt që i është bërë diçkaje në një anë ose në tërësi. *Ndryshesa të rëndësishme,*

*2. mat.* Prania e dy numrave të njëpasnjëshëm me shenjë të kundërt në një varg numrash realë.

NDRYSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka cilësi ose veti të tjera në krahasim me dike a me diçka, që dallohet nga një tjetër, që nuk shëmbëllen me të; *kund.* i njëjtë. *Njerëz të ndryshëm. Kafshë të ndryshme. Shije të ndryshme. Trajta të ndryshme. Ngjyra të ndryshme. Mënyra të ndryshme. Mendime të ndryshme.*

2. Që është tjetër në krahasim me dike a me diçka, jo ai. *Ntorëm rrugë të ndryshme. I dolën nga anë të ndryshme.*

3. Që është i disa llojeve, i shumëllojshëm. *Pro-dhime të ndryshme. Mbeturina të ndryshme. Përdor mjete nga më të ndryshmet. Lajme të ndryshme. Nëpër vende të ndryshme.*

*k* Flasin gjuhë të ndryshme *shih te* FLAS.

NDRYSHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve NDRYSHOJ, NDRYSHOHEM. *Ndryshime sasiore (cilësore). Ndry-shime revolucionare. Ndryshime të shpeshta. Ndryshimi i emrit. Ndryshimi i kushteve. Ndryshimi i klimës. Ndryshimi i bofëkuptimit. Ka pësuar (ka bërë) ndryshime.*

*1.* Dallim midis dy frymorëve, sendeve a dukurive; ana, pika në të cilën nuk ngjasin midis tyre; të qenët i ndryshëm; *kund.* ngjashmëri. *Ndryshim i madh (i lehtë, i dukshëm). Ndryshimet kryesore. Ndryshimet në mendime. Ndryshimet midis klasave. Nuk kanë ndonjë ndryshim midis tyre. I thellon (i thekson) ndryshimet. I morën parasysh ndryshimet. Kanë ndryshim si nata me ditën. Ç'ndryshim ka?*

3. Përmirësim a rregullim që i bëhet diçkaje duke ia ndryshuar gjendjen e mëparshme. *Ndryshime drejt-shkritnore. Ndryshime rrënjësore (thelbësore, të rëndësishme, të dukshme). I bënë disa ndryshime dhe e rregulluan. Ndryshimet bien në sy menjëherë.*

4. *mat.* Madhësia që del duke zbritur një shifër nga një tjetër. *Ndryshimi midis dy madhësive. Me një ndryshim të vogël.*

NDRYSHK, ~U *m. 1.* Shtresë e kuqërremtë, që formohet mbi sipërfaqen e sendeve prej hekuri nga bashkimi i tij me oksigjenin e ajrit ose të ujit, oksid hekuri. *Shtresë (cipë) ndryshku. Ngjyrë ndryshku. I mbuluar nga ndryshku. I ngrënë (i gërryer) nga ndryshku. Hekur me ndryshk. Zuri ndryshk. I hoqi ndryshkun.*

2. *fig.* Diçka që ndalon e pengon përparimin, të meta e dobësi ose mbeturina që duhen zhdukur. *Ndryshku i së kaluarës. Plot mbeturina e ndryshk. Ndryshk i grumbulluar prej vitesh.*

3. *hujq.* Sëmundje që prek bimët, sidomos drithë-rat, e cila shkaktohet nga disa lloje kërpudhash dhe shfaqet me njolla të kuqërremta në gjethet dhe në kërcell. *Ndryshku i verdhë. Ndryshku i misrit (i grurit, i tërshërës). Ndryshku i panxharil. Ndryshku i limonit.*

• Ka zënë ndryshk (myk) *diçka shih te* ZË. I kanë zënë trutë ndryshk (myk) ka mbetur prapa nga jeta, nuk i kupton dukuritë e reja të botës rreth vetes.

NDRYSHK *kal.,* ~U, ~UR. 1. E bën të zërë ndryshk a të mbulohet me ndryshk. *Uji e ndryshk hekurin.*

2. *fig.* E bën të ngathët, e plogështon; e ligështon. *Mungesa e lëvizjes e ndryshk trupin.*

3. *fig.* I humbet gjallërinë mendore; e bën të ngathët e të paaftë për t'u zhvilluar, për të ecur përpara. *ndryshk mendjen.*

NDRYSHKEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Zë ndryshk, mbulohet me ndryshk. *Ndryshket hekuri. U ndryshk thika. Të mos ndryshket pushka!*

2. *fig.* Humbas gjallërinë e shkathtësinë trupore a mendore, dobësohem. *Njeriu ndryshket po të mos punojë. U ndryshk pa gjimnastikë (pa lëvizje).*

3. *vet. veta III fig.* I ulet a i dobësohet gjallëria diçkaje, i humbet aftësia për t'u zhvilluar. *Të mos ndryshket kritika (vigjilenca).*

4. *Pës. e* NDRYSHK.

NDRYSHKET (i,e) *mb. shih* NDRYSHKUR (i,e).

NDRYSHKJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NDRYSHK, NDRYSHKEM. *Ndryshkja e hekurit (e çelikut). Ndryshkja e trupit (e mendjes).*

NDRYSHKULL,~A . Lungë me qelb që del në shputën e këmbës ose afër thonjve.

NDRYSHKULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *bot.* 1. Bimë barishtore shumëvjeçare, që rritet sidomos në toka djerre e shpate gëlqerore, me kërcell deri gjysmë metri të gjatë, me lule të imëta të mbledhura tufë, që lëshon një lëng si qumësht, lloj qumështo-reje.

2. Bimë barishtore shumëvjeçare, që rritet deri në një meter e lartë, me lule të mëdha, të bardha në të kuqe e me erë shumë të mirë dhe që mbillet për zbukurim.

NDRYSHKUR (i,e) *mb.* 1. Që ka zënë ndryshk, që e ka mbuluar ndryshku. *Hekur i ndryshkur. Çelës i ndryshkur. Gozhdë të ndryshkura.*

2. *fig.* Që ka mbetur prapa dhe është vjetruar në krahasim me zhvillimin e jetës e të shoqërisë, i pra-pambetur, i mykur. *Konservator i ndryshkur. Me mendje të ndryshkur. Metoda të ndryshkura. Mendime të ndryshkura. Zakone të ndryshkura.*NDRYSHOHEM *vetv.* 1. Marr trajtë, pamje a jcilësI të tjera nga ato që kisha raë pare, bëhem tjetër; shndërrohem. *Ndryshohen marrëdhëniet në prodhim. Është ndryshuar krejt (shumë).*

2. *Pës. e* NDRYSHOJ 1-2. *Ndryshohet një para-graf (një ligj). Iu ndryshua emri.*

NDRYSHOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I jap dikujt a diçkaje cilësi, trajtë, drejtim etj. tjetër nga ai që kishte me pare, e bëj tjetër. *ndryshoj ngjyrën (trajtën). •Ndryshuan drejtimin e lumit. Ndryshojmë botën (na-'tyrën). Ndryshojmë vet en. la ndryshuan faqen (fytyrën, pamjen) vendit. E ndryshoi krejt (rrënjësisht).*

2. Lë diçka dhe marr një tjetër; ndërroj. *Ndryshoj shtëpinë (vendin e banimit). Ndryshoi emrin. Ndryshoi mendimin. U ndryshoi vendet.*

3. *jokal.* Fitoj cilësi të tjera ose marr trajtë a pamje tjetër ns krahasim me ato që kisha me pare, nuk jam me ai i pari. *Ndryshoi moti. Ndryshuan kohët. faska ndryshuar shumë. Natyra agresive e imperializmit nuk ndryshon.*

*4. jokal.* Kam cilësi a veti të tjera në krahasim me dike a me diçka tjetër, nuk jam njëlloj. *Ndryshon nga i vëllai (i ati, e motra). Ndryshojnë si nata me ditën.*

•*k* Ndryshon puna është tjetër gjë; është çështje *që* duhet parë a trajtuar ndryshe. Nuk ndryshoj (nuk lu-aj) asnjë presje *shih te* PRESJE,~^ A.

NDRYSHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *mat.* Ma-dhësi ose shenjë matematike, së cilës mund t'i jepen vlera të ndryshme gjatë zgjidhjes së një problemi; madhësi që merr vlera të ndryshme sipas kushteve.

NDRYSHUAR (i,e) *mb.* Që ka marrë pamje ose cilësi të tjera në krahasim me ato që ka pasur. *Erdhi krejt i ndryshuar. E gjeti vendin të ndryshuar.*

NDRYSHUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të ndryshohet, që mund të pësojë ndryshime; që ndryshon vazhdimisht, që kalon nga një gjendje, sasi a cilësi në një tjetër. *Kapital i ndryshueshëm. ek.* pjesa e kapitalit që shkon për të paguar fuqinë pu-nëtore. *Rrymë e ndryshueshme. elektr.* rrymë elektri-Içe, e cila e ndryshon drejtimin dhe forcën në mënyrë tp caktuar here pas here. *Madhësi e ndryshueshme. mat.* madhësi e cila merr vlera të ndryshme sipas kushteve të problemit.

2. *gjuh.* Që merr tregues të ndryshëm morfologjikë (fnbaresa) për të shprehur kategorinë gramatikore (gjininë, numrin, rasën, vetën, kohën e mënyrën); *kund.* i pandrysJuiesbëm. *Pjesët e ndryshueshme të ligjëratës.*

NDRYSHUESHMËRI,~A . 1. Aftësia për të ndryshuar; vetia e asaj që është e ndryshueshme. *Ndryshueshmëria e klimës (e erës, e kushteve).*

*2. biol.* Karakteristikë e qenieve të gjalla, sipas së cilës çdo individ i një gmpi, lloji etj. paraqitet me disa veti e tipare të veçanta për të; aftësia që kanë qe-niet e gjalla për të fituar veti e tipare të reja nga njëri bVez në tjetrin nën ndikimin e mjedisit që i rrethon. *Ndryshueshmëria e llojeve. Ndryshueshmëria e botës organike. Trashëgimia dhe ndryshueshmëria.*

NDUK *kal.,* ~A, ~UR. 1. Kap mishin dhe e tërheq lehtë duke bashkuar gishtat e dorës; pickoj; ngacmoj duke pickuar. *Ndukte faqet. I ndukte krahun.*

*2.* I shkul pendët a puplat një shpendi, rrjep. *Nduk pulën (zogun, rosën). I nduku pendët.*

3. Tërheq nga pak, shkul lehtë fijet e flokëve, qimet e mjekrës a të mustaqeve; tërheq me force duke e kapur me maja të gishtave, shkul. *Nduk mustaqet (mjekrën). I ndukte flokët. I nduku veshët.*

*4.* Kafshoj me dhëmbë aty-këtu; i këput një cope me dhëmbë; kafshoj nga pak, brej me dhëmbë. *Nduk bukën. Nduk një dardhë (një ntollë). Nduk thonjtë. Ndukte buzën.*

*Nduk gjethet (dhia). Ndukbarin (delja). Nduk grepin (peshku). E nduku qeni.*
5. Tërheq nga vetja dike a diçka duke e kapur lehtë diku. *Nduk frerin. Nduk litarin. Nduk nga mënga (nga krahu, nga palltoja).*
*6.* Mbaj ndër duar diçka dhe e zhubros. *Ndukte shaminë (shallin).*
7. Shkul aty-këtu. *Nduk barin.*
NDUKEM *vetv.* 1. Shkul flokët dhe gërvisht faqet nga dëshpërimi. *Ndukeshin e vajtom'n.*
*2. sh.* Pickohemi njëri me tjetrin.
3. *Pës. e* NDUK.
Çirret e nduket bërtet e bën zhurmë të madhe që t'u mbushë mendjen të tjerëve ose që të tërheqë vëmendjen.
NDUKË,~A . Tufë.leshi që shkulet nga një lë-kurë. *Një ndukë lesh.*
NDUKJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve NDUK, NDUKEM. *Ndukja e pules. Ndukja e flokëve (e mjekrës).*
NDULKET *vetv., ~* (u), ~UR. Piqet e zbutet pak nga pak, pasi është këputur nga pema (për frutat). *U ndulkën vadhëzat (mushmollat, dardhët).*
NDULKËT (i,e) *mb.* Që është pjekur e zbutur pasi është këputur nga pema (për frutat), i ndrydhët, i mbrydhët. *Vadhëza (gorrica) të ndulkëta. Dardhë e ndulkët.*
NDULKJE,~A . Veprimi sipas kuptimit të foljes NDULKET. *Ndulkja e mushmollave.*
NDYHEM *vetv. 1.* Përlyhem me baltë, me lyre, me bojë a me diçka tjetër, fëlliqem. *Është ndyrë në fytyrë.*
*2. njëvet. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me bëhet i neveritshëm dikush a diçka, me neveritet, me vështirësohet; me vjen ndot, me vjen krupë. *është ndyrë ai njeri. Iu ndy ajo gjellë. Ju ndy feja. Po me ndyhet me këto fjalë.*
3. *euf.* Dal jashtë, bëj nevojënj ndotem. *U ndy foshnja.*
*4. Pës. e* NDYJ.
NDYJ *kal,* ~VA, ~RË. 1. Bëj diçka me baltë, lyre, bojë ose me një lëndë tjetër, që i prish pastër-tinë; përlyej, fëlliq, njollos; *kund.* pastroj. *Ndyj fytyrën (duart, këmbët). Ndyu këmishën (pantallonat, xhaketën). Ndyj dyshemenë. Ndyj me baltë (me vaj, me tyre).*
*2.* E bëj t'i vijë ndot për diçka, ia vështiros. *la ndyu gjellën.*
3. *fig.* Cenoj emrin e mirë, i vë njollë, njollos. *Nuk e ndyj vet en.*
*4. jokal. euf.* Dal jashtë, bëj nevojën.
Nuk e ndyj (nuk e fëlliq) dorën *me dike* nuk e rrah dike që është shumë me i dobët se unë ose që është për t'u përbuzur. E ndyu (e rëndoi, e fëlliql,c qelbi) gojën *shih te* GOJË,~A. Nuk e ndyn (nuk e fë)liq) pushkën *me dike* nuk e vret dike që është tepër i dobët ose që e përbuz. Shkopin, po e ndyve të tërë, s'ke ku e kap *fj. u.* a) po c prishe krejt n jë punë, s'e ndreq dot më e s'ke nga ta nisësh; b) po pate bërë ndonjë gjë shuttle të keqe, s'ke ku të mbahesh me.
NDYLLTË (i,e) *mb.* Që është i butë e i qullët si dyllë; që nuk ka kulluar mirë. *Toka të ndyllta. Bukë e ndylltë.*
NDYRACAK,~E *mb.* 1. Që e ka zakon të rrijë i ndyrë, që nuk lahet e nuk pastrohet; *kund.* pastër-tor. *Njeri (fëntijë) ndyracak. Grua (vajzë) ndyracake.*
*2. fig.* Që nuk është i pastër nga shpirti, që ka dë-shira, mendime e synime të ulëta e të pandershme, i fëlliqur.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Ndyracak i keq.*
NDYRAMAN,~E *mb. shih* NDYRACAK,~E. NDYRANAK,~E *mb. shih* NDYRACAK,~E i. NDYRAS *ndajf.* Ndyrazi.
NDYRAZI *ndajf.* I. Me fjalë shutrië të ndyra. *E shau ndyrazi.*
2. Në mënyrë të ulët, të shëmtuar e të poshtër. *E vranë ndyrazi. Vepruan ndyrazi. E gënjeu ndyrazi.*
3. Duke e tepruar diçka, jashtë mase e në mënyrë jo të hijshme; shumë keq. *Shpenzonte ndyrazi. Pi ndyrazi. E rrahu ndyrazi.*
NDYRË (i,e) *mb.* 1. Që është përlyer, bërë me baltë, me lyre, me bojë a me diçka tjetër, i fëlliqur, i zhyer, i ndotur; që të fëlliq; *kund.* i paster. *Rroba të ndyra. Shami e ndyrë. Me duar të ndyra.*
*1. fig.* I pandershëm, i ulët; që të ngjall neveri, i neveritshëm, i fëlliqur. *Punë e ndyrë. Veprime të ndyra. Qëllime të ndyra. Shpifje (trillime) të ndyra. Luftë e ndyrë. Politika e ndyrë e imperialistëve.*
3. *fig.* Që vepron me mënyra të ulëta e të pandershme, i poshtër. *Nieri i ndyrë.*
4. Që është në kundërshtim me ripen e shoqërisë, i palejueshëm, i pahijshëm, i turpshem (për fjalët, shprehjet etj.); që përdor fjalë të pahijshme. *Fjalë të ndyra. Anekdotë e ndyrë. Është i ndyrë nga goja.*
• Fytyrë e ndyrë (e fëlliqur) njeri i neveritshëm; njeri i poshtër. Vegël e ndyrë (e fëlliqw) njeri që i shërben dikujt për qëllime të ulëta.
NDYRË *ndajf.* Ndyrazi. *E shau ndyrë. E talli ndyri. la hodhën (e gënjyen) ndyrë.*
NDYRËSI,~A . *sh. ~,* ~TË. 1. *vet. nj.* Të qenët i ndyrë; cilësia e atij që është i ndyrë; *kund.* pastërti.
2. Gjë e ndyrë, mbeturinë e papastër e diçkaje. *Ndyrësitë e lumit. Një grumbull ndyrësish. Pastroj ndyrësitë.*
3. *fig.* Veprim a punë e ulët, e pandershme dhe e turpshme. *Ndyrësitë e fashistëve. Ndyrësitë e njerëzve të shthurur. Lufta kundër çdo ndyrësie.*
4. Fjalë e ndyrë, sharje me fjalë të ndyra. *Nxirrte ndyrësi nga goja. SUa ndyrësi pa i thënë.*
NDYRËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ndyrësi. *Rrugë me ndyrësira. Heq (pastroj) ndyrësirat.*
*2. fig.* Njeri i ulët dhe i poshtër; njeri i neveritshëm. *Ishte një ndyrësirë. Mos u men me atë ndyrësirë!*
• Hedh ndyrësira *mbi dike* flet shumë keq për dike, shpif rëndë kundër dikujt, hedh baltë mbi dike.
NDYRËSlSHT *ndajf. libr.* Ndyrazi, në mënyrë të ndyrë. *Mashtrojnë ndyrësisht.*
NDYRJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve NDYJ, NDYHEM. *Ndyrja e duarve (e fytyres). Ndyrja e ujit.*
NDYSËKEQ,~E *mb.* 1. Që i prishet qejfi shpejt, që preket shpejt, sedërmadh, hatërmadh. *Vajzë ndysë-keqe.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ndysëkeq* i *padurueshëm.*
NDYTË,~T (të) *as.* 1. Ndjenja e neverisë, krupë, ndot. *Me vjen të ndytë. Kant të ndytë. 2.* Të pëgërët, jashtëqitjet.
NDYTË (i,e) *mb.* 1. I palarë dhe i papastruar; që nuk mban pastërti; *kund.* i paster. *Me duar të ndyta. Fëmijë i ndytë.*
*2.* Që ka brenda papastërti të ndryshme. *Ujë i ndytë. Vend i ndytë.*

3. *shih* NDYRË (i,e). *Agjent i ndytë i fashizmit (i imperializmit). Propagandë e ndytë. Fjalë (shprehje) të ndyta. I ndytë nga goja.*
NE (NEVE, *tr. e shkurt.* NA; NE, *tr. e shkurt.* NA; NESH) *vetor.* 1. Përdoret nga ai që flet, duke përfshirë veten së bashku me një tjetër ose me njerëzit e tjerë të grupit ku bën pjesë. *Ne mësojmë (punojmë). Varet nga ne (prej nesh). Vjen pas nesh. Punon me ne. Banon te ne.*
2. Përdoret i ndjekur nga një emër për të dalluar folësin së bashku me një grup njerëzish që janë nga i njëjti vend ose që kanë prejardhje të përbashkët, moshë të afërt, pikëpamje, interesa etj. të njëjta. *Ne shqiptarët. Ne korçarët (vlonjatët, shpatarakët...). Ne punëtorët. Ne të rinjtë. Ne pleqtë. Ne të ndërmarrjes (të kooperativës).*
3. *zyrt.* Përdoret për të treguar përfaqësuesit e një organi drejtues, të një institucioni. *Ne, si këshill popullor (si konUtet ekzekuliv...).*
4. Përdoret në vend të përemrit unë, në shenjë thjeshtësie, nga autori i një vepre ose për ta bërë pje-sëmarrës në mendim e në parashtrim dëgjuesin e le-xuesin. *Ne kemi thënë (kemi theksuar, jemi përpjekur, mendojmë se...), Ne pamë se... Ne do të shohim me poshtë...*
5. Përdoret si shumës madhërie nga mbretër, pe-randorë etj. kur shprehen në vetën e pare.
Larg nesh! *shih te* LARG. Le të mbesë ndërntjet (midis) nesh! *shih te* MBES.
NEANDERTAL,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri i epokës së paleolitit të hershëm e të mesëm, që merret si një nga hallkat ndërmjetëse më të vona në zhvi-llimin e njeriut deri në trajtën e sotme. *Skrlrti i njz neandertali*—------
NEBULOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *astr.* Mjegull-najë. *Nebulozë gazore. Nebulozat planetare.*
NEÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Përparëse leshi që mbajnë grate në disa krahina të vendit. *Neçe e zezë. Neçe leshi. Vë neçen.*
NEF,~I m. *sh.* ~E, ~ET *arkit.* *shih* ANUATË,~A.NEFES,~I *m. vjet. I.* Frymë. *merret nefesi. S'ka nefes (të kendojë). Harxhon nefesin kot.*
2. Sëmundja e astmës, gulçimi, shpirra. *Vuan nga nefesi.*
NEFRIT,~I i *m. mjek.* Pezmatimi i veshkave i sHoqëruar me dhembje etj. *Nefrit i qelbëzuar.*
NEFRIT,~I n *m. sh. ~E,* ~ET *min.* Shkëmb I forte me ngjyrë të gjelbër, që merr një shkëlqim të I bukur kur punohet dhe që përdoret për shtylla, për të punuar vazo, statuja të vogla etj. *Gurë nefriti. Siatujë nefriti. Vazo nefriti.*
NEGATIV,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Pasqyrim i një sendi në një pllakë fotografike ose në një film, ku pjësët e ndriçuara të figures paraqiten të errëta, ndërsa pjesët e errëta dalin të ndriçuara; filmi ose pllaka me këfë pasqyrim.
2. *elektr.* Poli negativ,
NEGATlV,~E *mb.* 1. Mohues; *kund.* pozitiv. *Për-*
*gjigje negative.*
*2.* Që është kundër diçkaje, që nuk e miraton diçka, që e hedh poshtë vlerën ose dobinë e diçkaje. *Mendim (qëndrim) negativ. Prirje negative. Kritikë negative.*
3. Që ndikon keq mbi dike a mbi diçka, që nuk e ridihmon zhvillimin, që pengon, që ka veti të dëm-shme. *Kushte negative. Faktorë negative. Ndikim negativ. Shfaqje (dukuri) negative. Shembull negativ. Pasoja negative.*
4. Që nuk jep përfundimin e dëshiruar; që është i padobishëm dhe pa vlerë. *Përfundime (rezultate) negative. Note negative* note pakaluese në shkollë.
5. Që ka cilësi të këqija, të padëshirueshme; që nuk është i dobishëm ose që është i dëmshëm për shoqërinë; që ka qëndrim dhe sjellje të dobët; i keq. *Njeri negativ. Tipare negative. Anët negative. Per-sonazhe negative, let.*
6. *fiz.* Që ka elektricitet të përbërë nga një rrymë elektronesh, që ka elektricitet si ai që formohet duke fërkuar ebanitin me një rrobë të leshtë; *kund.* pozitiv. *Ngarkesë negative. Elektricitet negativ. Tension negativ. Pol negativ.*
7. *matem.* Që është me i vogël se zeroja, që ka she-njën[1] — (minus) përpara. *Numër negativ.*
*8.lmjek.* Që nuk ka shenja bakteresh, mikrobesh etj. në analizat e laboratorëve; që nuk është i prekur nga një sëmundje.
NEGATIVISHT *ndajf.* 1. Në mënyrë mohuese; *kund.* pozitivisht. *U përgjigj negativisht.*
2. Në mënyrë të dëmshme për dike a diçka, keq. *Ndikon negativisht.*
3. *fiz.* Me ngarkesë negative. *ngarkuar negativisht. Trup i elektrizuar negativisht.*
NEGËR,~RI *m. sh.* ~ËR, ~RIT. Zezak.
NEJÇ~E,*nb.* QË ka shumë nyja, me nyja. *Dru nejçe. Dërrasë nejçë.* —___
NEJÇË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore me kercell nyja-nyja, me gjethe si heshtë e me lule ngjyrë trëndafili a të bardhëreme, që rritet zakonisht në ve;nde të ulëta e me lagështirë. *Nejçë bregdetare. Nejçë, ranishtesh.*
NEJËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Trashje lëkure si ko-
kërr që del në duar, Iyth, lez. *dalin nejës. I dogji nejësit.*
NEJSE *pj.* Sido qëtë jetë puna, sidoqoftë; ta Iëmë me kaq; s'ka gjë, s'prish punë. *Nejse, t'i biem shkurt! Nejse, mend për tjetër here! Nejse, iku kjo punë tani. Nejse, të mos zgjatemi.*
NEKROLOGJI,~A . *sh.* ~, ~TË. Përkujtim i shkurtër, që zakonisht botohet në shtyp për një njeri, i cili ka vdekur pak kohë më parë dhe që për-shkruan jetën e veprimtarinë e tij. *U botua një nekro-logji. Nekrologjia është nënshkruar nga...*
NEKROPOL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *arkeol.* Varrezë e kohëve të vjetra, e zbuluar pas kërkimesh arkeolo-gjike. *Nekropoli i Durrësit (i Apollonisë). Gërmimet (zbulimet) në nekropol.*
NEKTAR,~I *m.* 1. Lëng i ëmbël, që nxjerrin lulet e disa bimëve në rrëzë të petlave dhe që e thithin bletët për të bërë mjaltin. *Nxjerr nektar. Thith nektarin. I ëmbël si nektar.*
2. *mit.* Pije e posaçme, të cilën, sipas mitologjisë së lashtë, e përdornin perënditë.
3. *fig.* Pjesa më e zgjedhur e diçkaje, ajka. *Nektari poetik i folklorit. Thith nektarin e jetës.*
NEKTARMBAJTËS,~E *mb. bot.* Që mban nektarin; që prodhon nektarin. *Gjëndër nektarmbajtëse.*
NEKTAROR,~E *mb. bot.* Që ka të bëjë me nektarin; i nektarit; nektarmbajtës. *Gjëndrat nektarore të Iuleve.*
NEMfTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Mbetem pa gojë, nuk nxjerr zë a fjalë nga habia a nga frika; shas-tisem, ngrij në vend, shtang. *U nemit nga habia, U nemit dhe u zverdh.*
2. *vet. veta III.* Bshet i heshtur; nuk dëgjohet me diçka, shuhet, pushon. *Zërat u nemitën.*

NEMITUR (i,e) *mb.* 1. Që ka mbetur pa gojë nga habia a nga frika; i shastisur; i hutuar, i shtangur. *Mbeti i nemitur. Shikonte i nemitur. Dukeshin si të nemitur.*

*2.* Që nuk nxjerr zë a fjalë nga goja; i heshtur. *Rrinte (shikonte, vështronte) i nemitur. Dëgjonin të nemitur.*

NEMTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Veshje e sipërme grash prej shajaku, e punuar si pallto e gjatë pa mën-gë, e hapur përpara dhe e zbukuruar me gajtanë. *Nemte për nuse.*

NEN,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. Nënndarje e një ligji, e një kodi, e një rregulloreje etj., zakonisht e shënuar me një numër përpara. *Nen plotësues. Ne-net e ligjit (e kodit). Leximi (miratimi) i ligjit nen për nen.*

NEN,~I ii *m. krahin.* Nyelli, syri i këmbës, noçka. *Neni i këmbës.*

*-k* I ra nenit të këmbës e goditi dike në pikën më të ndjeshme.

NENEXHlK,~tLm. *bot.* Mender e butë, dhiozmë. *Nenexhik i njomë (i thdtë).~Gjellë (aofteXme nenexhik.*

NENË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, që mbin në ara e në kopshte, me fara të iméta e të shumta në maje dhe me gjethe të mëdha mishtore në ngjyrë të gjelbër si në të kuqe, që per-doren për lakror; nenëz. *Nenë e butë (e egër). Nenë e bardhë. Lakror me nenë.*

NENËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot. shih* NENË,~A.

NENORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh ba-rishtore si nena etj., me gjethe të këmbyera e të për-kundërta dhe me lule të vogla.

NEO- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra që ka kuptimin i ri *(p.sh.* neofashist, neoklasicizëm, neokolonializëm, neorealizëm).

NEOFASHIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pasues i neofashizmit, pjesëtar i lëvizjes neofashiste. *Pro-vokimet e neofashistëve. Krimet e neofashistëve.*

NEOFASHlST,~E *mb.* Që ka të bëjë me neofa-shizmin; që i përket neofashizmit; që përkrah dhe ndjek neofashizmin. *Elementët neofashiste. Parti (lëvizje) neofashiste. Klikë ushtarake neofashiste.*

NEOFASHIZËM,~MI *m.* Lëvizje politike reak-sionare në shërbim të borgjezisë, që përpiqet të rin-gjallë fashizmin dhe të vendosë pushtetin e tij, duke iu përshtatur kushteve të reja pas Luftës së Dytë Bo-tërore; fashizmi i ri. *Lufta kundër neofashizmit. Krimet e neofashizmit.*

NEOFlT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* 1. Ai që ka për-qafuar pak kohë më parë një besim, një fe.

2. *keq.* Ai që ka përqafuar rishtas një ide, një doktrinë politike ose që sapo është bërë pjesëtar i një lëvizjeje politike, shoqërore etj.; rishtar në ndonjë punë a veprimtari. *Me zellin e neofitit.*

NEOKLASIClZËM,~MI *m. art.* 1. Drejtim ar-tistik i gjysmës së dytë të shekullit XVIII dhe i she-kullit XIX, që synonte të ringjallte format e jashtme të artit të vjetër klasik e të klasicizmit dhe e imitonte këtë.

2. Ringjallje artificiale e parimeve të klasicizmit në artin e ditëve tona. *Neoklasicizëm i zbrazët (i ftohtë).*

NEOKLASlK,~E *mb.* Që i përket neoklasicizmit, që ka të bëjë ose që lidhet me neoklasicizmin. *Arti neoklasik. Prirje neoklasike.*

NEOKOLONIAL,~E *mb. shih* NEOKOLONIA-LIST,~E.

NEOKOLONIALIST,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ndjek dhe zbaton politikën e neokolonializmit.

NEOKOLONIALtST,~E *mb.* Që i përket neokolonializmit, që ka të bëjë me neokolonializmin; që është karakteristik për neokolonialistët. *Politike neokolonialiste. Sundim (pushtim) neokolonialist. Gra-bitja ekonomike neokolonialiste. Planet neokolonialiste.*

NEOKOLONIALIZËM,~Ml *m.* Politike e su-perfuqive dhe e vendeve të tjera imperialiste e ka-pitaliste, që ka për qëllim të ruajë sundimin mbi ish-kolonitë dhe të nënshtrojë vende të tjera, duke përdorur forma të reja të shfrytëzimit ekonomik dhe të ndërhyrjes e të shtypjes politike. *Neokolonializmi i superfuqive. Politika (metodat) e neokolonializmit.*

NEOLATIN,~E *mb.* 1. Që e ka prejardhjen nga latinishtja ose që është krijuar mbi bazën e saj (për gjuhët si italishtja, spanjishtja, frëngjishtja, ruma-nishtja etj.). *Gjuhët neolatine.*

2. Që është pasardhës i romakëve ose që ka qenë
ndikuar thellë nga pushtimi dhe qytetërirrii romak. *Popujt neolaiinë.*

NEOLIT,~I *m. arkeol.* Periudha e fundit e kohës së gurit, nga mijëvjeçari i gjashtë deri tek i dyti para erës së re, gjatë së cilës armët dhe veglat janë bërë prej guri të lëmuar. *Neoliti i vonë.*

NEOLITIK,~E *mb. arkeol.* Që i përket neolitit, i periudhës së neolitit. *Vendbanimi neolitik i Maliqit. Banorët neolitikë.*

NEOLOGJlZËM,~Ml *m. sh.* ~MA, ~MAT
*gjuh.* Fjalë ose shprehje që ka hyrë rishtazi në gjuhë për të shënuar një send a një dukuri të re dhe që ende ndihet si e tillë.

NEON,~l *m.* 1. *kim.* Element kimik, gaz i plogët, i rrallë, pa ngjyrë e pa erë, që përdoret zakonisht në llambat për ndriçim *(simboli tie). Llambë (gyp, tub) me neon. Reklanta (shkronja) neoni.*

*2. sh.* ~E, ~ET. Llambë ndriçimi me këtë gaz; drita e bardhë e këtij gazi. *Neone shumëngjyrëshe. Neonet e rrugëve (e vitrinave).*

NEPALEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Nepalit ose ai që e ka prejardhjen nga Nepali (vend malor në Azi).

NEPALEZ,~E *mb.* Që lidhet me Nepalin ose me nëpalezët, që është karakteristik për Nepalin ose për nepalezët, i Nepalit ose i nepalezëve; që është krijuai nga nepalezët. *Populli nepalez. Këngë (veshje) nepaleze.*

NEPËRKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Gjarpër helmues, me kokën të shtypur në trajtë trekëndëshi, me trupin të mbuluar nga luspa me ngjyra të ndrysh-me, me dy dhëmbe në gojë dhe me bisht të shkurtër. *Nepërkë e shkruar. Nepërkë pika-pika. Nepërkë shu-llëri. Helmi i nepërkës. Fishkëllima e nepërkës.*

2. *fig.* Njeri shumë i keq e i pabesë; njeri shumë i djallëzuar etinëzar; njeri qëe ka gjuhën të hidhur e të mprehtë, që të trier e të helmon me fjalë. *Është një nepërkë e keqe. E kishte nusen nepërkë.*

*k* Nepërkë e shkruar grua shumë e bukur “ lozo-njare.

NEPS,~I *m.* 1. Dëshirë e madhe për të ngrënë diçka që është përpara, lakmi e tepruar për të shijuar diçka. *Ka neps të madh. I shtie neps. Të ngjall neps. Nuk e lë nepsi.*

2. *sh.* ~E, ~ET. Epsh. *Nepse të këqija. Njeri me neps. Shuan nepsin.*

NEPSQAR,~E *mb. bised.* 1. Që ka neps të madh për të ngrënë, lakmues.

2. Që ka shumë epsh, epshor.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

NEQEZ,~E *mb. bised.* 1. Koprrac, dorështrën-guar. *Njeri neqez. Grua neqeze.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Neqez i madh.*

NERËNXË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru frutor i llojit të agrumeve, që bën kokrra të ngjashme me portokallin, por të tharta dhe si të hidhura; kokrrat e këtij druri, që përdoren në mjekësi e në industrinë ushqimore. *Vaj nerënxe.*

NERGUT *ndajf.* Me një qëllim të caktuar; me dash-je, enkas. kastile. *Erdhi (shkoi) nergut. E bëri nergut. la lha nergut. Nergut për ty.*NERV,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *anat.* Tufë fijesh *të* holla, të përbëra prej qelizash të posaçme me ngjyrë të bardheme, që lidhin trurin dhe palcën e kurrizit me shqisat ose me organet e tjera të trupit dhe që shër-bejnë për të përçuar ngacmimet në të dy drejtimet. *Nervi pamor (dëgjimor). Nervat e dorës (e faqes). Fundi i nervit. Prek në nerv. Vuan nga nervat.*

*2. vet. sh. fig.* Gjendja e përgjithshme e njeriut, sjellja, qëndrimi a ndjeshmëria që varen nga gjendja e acaruar e sistemit nervor. *Lojë nervash. Krizë ner-vash. I ngriti nervat* e nevrifcosi, e zemëroi. *acaroi (iprishi) nervat. I hipën (iu ngritën) nervat* u nevrikos, u zemërua. *Është njeri me nerva* zemërohet shumë lehtë. *Është gjithë nerva* është shumë i nevrikosur; i ka hipur në kokë. *prishi nervat me dike* u zemërua keq me dike, që nuk e dëgjon a nuk i bindet. *E bëri me nerva diçk a* e bëri diçka duke qenë i nevrikosur.

3. *vet. sh. fig.* Tërësia e energjive të brendshme, që vë në veprim njeriu për të arritur diçka. *Tendos nervat. Me nerva të tendosur.*

*4. vet. sh. fig.* Aftësia për t'u bërë ballë ngacmimeve të jashtme, që varet nga gjendja e sistemit nervor. *Ka nerva të forte (të çeliktë, të dobët).*

5. *vet. nj. fig.* Force e brendshme për të shprehur diçka; energji e përqendruar, fuqi. *Nerv poetik (dra-matik). Përshkrime (tregime) pa nerv. Gjuhë plot nerv. Me nerv dhe guxint.*

*6. vet. nj. fig.* Pjesa më e rëndësishme, thelbi i diçka je. *Nervi qendror (i një mendimi). Nervi jetik. E preku në nerv çështjen (problemin).*

NERVËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *anat.* Më-nyra e shpërndarjes së nervave në një pjesë të trupit të njeriut. *Nervëzimi i muskujve.*

*2. bot.* Mënyra e vendosjes së dejve në një gjethe, dellëzim. *Nervëzim pendor (pëllëmbor).*

NERVOR,~E *mb. anat.* Që ka të bëjë me nervat, që u përket nervave; i nervave; që përbëhet prej nervash. *Qelizë nervore. Fije nervore. Qendër nervore. Sistemi nervor. Nxitje nervore. Sëmundje nervore. Vëprimtaria e lartë nervore.*

l^ERVOZ,~E *mb.* 1. Që ka ndjeshmëri të lartë dhe të sëmurë ndaj ngacmimeve të jashtme; që nxehet e zemërohet shpejt, nevrik, me nerva, jo i qetë. *Njeri (tip) nervoz.*

*2.* Që shpreh një gjendje shpirtërore të shqetësuar; që bëhet me nervozizëm. *Sulme nervoze. Ton nervoz. Duar nervoze.*

3. Që është i acaruar e i shqetësuar. *Mos me bëj nervoz.*

4; *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

NERVOZIZËM,~Ml *m.* Gjendje e acaruar e nervave, që shprehet me ngritje të zërit, me lëvizje të tepërta dhe me shpreh je e veprime të pakontrolluara. *Shenja nervozizmi. Gjendje nervozizmi. Flet me nervozizëm. E priti me nervozizëm. Shkakton nervozizëm.*

NERVOZOHEM *vetv.* Bëhem nervoz, nevrikosem.

NERVOZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. E bëj nervoz, e nevrikos.

NESËR *ndajf.* 1. Në ditën që vjen fill pas së sotmes. *NesÇr në mëngjes (në drekë, në mbrëmje). Do të vijë nesër. Nesër nisemi. Punën e sotme mos e lër për nesër. fj-* "•

2. Në një të ardhme të afërt; në të ardhmen. *Nesër, kur do të hyni në punë. Nesër, kur të përfundojë, Jo vetëm për sot, por edhe për nesër.*

•*k* Nesër, pasnesër në të ardhmen; kur të vijëkoha. Sot për nesër *shih te* SOT. Me sot me nesër *shih te* SOT. Në mos sot, nesër së shpejti, pas pak kohësh. Eshtë sot për nesër *shih te* SOT. Jo sot, por nesër *shih te SOT.* Nuk ta lë mangët (metë) për nesër *shih te* LE. Sot i bën hunjtë, nesër i djeg *shih te* BËJ.

NESËRM (i), ~E (e) *mb.* 1. Që vjen fill pas ditës së sotme; që i përket ditës pas së sotmes. *Ditae nesërme. Data e nesërme. Puna e nesërme. Mësimet e nesërme.*

2. *Qi* i psrket një të ardhme je të afërt; që do të jetë në një të ardhme të afërt, i ardhshëm, i së ardhmes. *Fshati i nesërm. Njeriu i nesërm. Mësuesit e nesërm.*

NESËRME,~JA (e) . 1. Dita që vjen fill pas së sotmes. *Të nesërmen e asaj dite. Të nesërmen në mëngjes. Gdhiu e nesërmja. Erdhi të nesërmen. Nuk e gjeti (nuk e zuri) e nesërmja* a) iku që atë ditë; b) vdiq që atë ditë.

2. Një e ardhme e afërt; *lart.* e ardhmja. *E nesërmja e lumtur (e gëzuar). Shpresa e së nesërmes. Pasiguria për të nesërmen në vendet kapitaliste. Punojmë për të nesërmen. Përgatit të nesërmen.*

NESHTER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Thikë e hollë dhe e mprehtë, që përdorej në mjekësinë popullore për të operuar. *E pres (i bie) me neshter. Të ther si neshter. Si neshter në zemër.*

NETËR,~RA *f.sh.* ~RA, ~RAT dhe NETËRZ, ~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Kopër. *Netër qeni* maraskë.

NETO *mb.* 1. Pa enën, ambalazhin ose mjetin e transports (për fflallrat); *kund.* bruto. *Pesha neto.*

2. *fin.* Që Uogaritet pa ndalesat a zbritjet e ndrysh-me; *kund.* bruto. *Shuma neto. Paga (rroga) neto. Të ardhurat neto* të ardhurat që vijnë nga puna sho-qërore, pasi të jenë zbritur të gjitha shpenzimet e tjera. *Fitimi neto.*

NETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Verboj.

NETULL,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë e egër barishtore dyvjeçare, që rritet deri në një meter e gjysmë, me gjethe si të lëpjetës, me kërcell të forte e me lule të vogla e të verdha në forme vileje, fijet e së cilës përdoren për të bërë fshesa.

2. *krahin.* Fshesë. *Fshij me netull.*

3. Ana e pëlhurës, e endur në mënyrë që të mos i dalin fijet. *Pres netullën.*

NETH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Syth.

NEUROKIRURG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kirurg i specializuar për neurokirurgji.

NEUROKIRURGJl,~A . *mjek.* Degë e kirurgjisë, që merret me mjekimin e sëmundjeve të nervave dhe të qendrave nervore.

NEUROLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjek i specializuar për sëmundjet nervore.

NEUROLOGJI,~A . *mjek.* Degë e mjekësisë që merret me studimin e sistemit nervor dhe me mjekimin e sëmundjeve nervore. *Reparti i neurologjisë.*

NEUROPSIKIATËR,~RI *m. sh.* ~ËR, ~RIT.
Mjek specialist për sëmundjet nervore e mendore.

NEUROPSIKIATRIK,~E *mb. mjek.* Që ka të bëjëme sëmundjet nervore dhe mendore. *Spital neuropsi-kiatrik* çmendinë.

NEUROZË,~A . *sh.* ~A, —AT *mjek.* Sëmundje e sistemit nervor, që shfaqet me çrregullime në fun-Icsionimin e organeve të ndryshme ose në gjendjen psikike, pa cenime të dukshme të trurit ose të atyre organeve. *Neurozë e rëndë. Neurozë e zemrës. Neurozë e të folurit.*

NEUTRAL,~E *mb. libr. shih* ASNJANËS,~E. *Zone neutrale. Qëndrim neutral. Tokë neutrale. Shtet neutral.*

NEUTRALITET,~I *m. libr. shih* ASNJANËSI,~A. *Politika e neutralitetit. Shpall neutralitetin.*

NEUTRALIZIM,~I *m. libr. shih* ASNJANËSIM,

~I. *Neutralizimi i qendrave të zjarrit. Reaksion neu-tralizimi. kim.*

NEUTRALIZOHET *vetv. libr. shih* ASNJANË-SOHET. *Neutralizohet stilistikisht. gjuh. NeutratizO' zohen tretjet acide. kim.*

NEUTRALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr. shih* ASNJANËSOJ. *Neutralizoj një acid. kim. Neutralizoj ndikintin (veprimtarinë) e dik ujt.*

NEUTRALIZOES,~E *mb. libr. shih* ASNJANË-SUES,~E. *Rol neutralities. Veprim (funksion) neu-tralizues.*

NEUTRON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fiz.* Grimcë pa ngarkesë elektrike, që bën pjesë në bërthamën e atomit (me përjashtim të berthamës së atomit të hidrogjenit). *Neutron* i *ngadaishëm (i ngadalësuar, iftohtë). Reaktor me neutrone të shpejta. Bomba me neutron.*

NEVERI,~A . 1. Ndjenjë e përzierjes së stomakut para një gjelle a ushqimi që nuk na pëlqen a që na ka velur dhe që s'e shohim dot me sy; krupë. *Ha me neveri. Ka marrë neveri.*

2. *fig.* Ndjenjë përbuzjeje të thellë për dike a për diçka, ndot. *Ndien neveri për dike a diçka. Të ngjall neveri. I shtiu neveri. E flaku me neveri.*

NEVERIT (NEVERIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj t'i vijë neveri; vel, velit. *Mos ia neverit gjellën! Na neveriti ky mish (kjo ëmbëlsirë).*

2. *fig.* E bëj diçka të mërzitshme e të padurueshme për dike, duke ia dhënë me tepri ose në mënyrë të rëndë e të pakapshme; ia nxjerr nga zemra dikujt një njeri të afërm, një shok etj., duke i folur keq për të. *Ia neveriti lëndën (mësimin). Ia neveriti atë njeri.*

3. Heq dorë dhe nuk kujdesem me për dike a për diçka, braktis, lë pas dore. *Neveriti shkollën (familjen). E neveriti qytetin në fatin e tij.*

NEVERITEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Me vjen neveri nga një ushqim, nuk e ha me nga neveria, me vështiroset. *është neveritur ajo gjellë.*

2. *fig.* Provoj një ndjenjë të papëlqyeshme për dike a për diçka; me mërzitet shumë dikush a diçka, mezi e duroj, s'e duroj dot, ndiej neveri. *lu neverit ai njeri. lu neverit jeta. U neverit nga ato që pa.*

3. *Pës. e* NEVERIT.

NEVERITËS,~E *mb.* Që të ngjall neveri, i neve-ritshëm.

NEVERITJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NEVERIT, NEVERITEM. *Neveritja e punës (e shkollës). Neveritja nga jeta.*

*1.* Neveri. *Shihle me neveritje. E dënoi me neverit je.*

NEVERITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që të ngjall neveri, që të sjell të përzier. *Gjellë e neveritshme.*

2. *fig.* Që të ngjall një ndjenjë të papëlqyeshme, që të bën ta përbuzësh, i pështirë. *Armiq të neveritshëm. Gjë (punë) e neveritshme. Padrejtësi e neveritshme. Në mënyrë të neveritshme.*

NEVERT,~I m. Qepja e imët e pjesës së fundit të kthyer të një rrobe. *Pala e fundit punohet me nevert.*

NEVESTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Ferrë-nuse.

NEVOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ajo që është e domosdoshme për të plotësuar kërkesat e jetës së përditshme ose shoqërore, diçka e domosdoshme, pa të cilën nuk mund të bëhet; diçka që duhet për jetën e një organizmi. *Nevojë e ngutshme (jetësore). Nevojat kryesore (e përditshme). Nevojat materiale dhe shpirtërore. Nevojat e prodhimit (e teknikës). Nevojat e fshatit (e ndërmarrjeve, e vendit). Nevoja për ujë (për ushqim). Sende të nevojës së pare. Secilit sipas nevojeve. Plotësoj nevojat. Kam nevojë* me ne-vojitet. *Del (lind, është) nevoja* është e nevojshme, duhet. *Rriten nevojat. Ndiej nevojën për diçka. S"ka nevojë për diçka* nuk nevojitet, nuk duhet; është e tepërt. *Pa qenë nevoja.*

2. *vet. nj.* Mungesë e diçkaje, që na krijon një gjendje të vështirë sa të kërkojmë ndihmën e dikujt a të diçkaje; ajo që e shtyn njeriun të veprojë në një drejtim të caktuar, shtrëngesë, hall. *shtyrë nga nevoja. I shtrohet nevojës. Kudo ku ta kërkojë nevoja. E lyp nevoja. E bëri nga nevoja. Ia ka nevojën. Po të. jetë nevoja. Në rast nevojë. Miku njihet në nevojë. fj. u.*

3. *vet. nj.* Gjendje rrtungese e gjërave me kryesore për jetesë, varfëri. *Është në nevojë. Jetonin në nevojë. I është gjendur në nevojë.*

4. *euf.* Mbeturinat që nxjerr jashtë njeriu ose kaf-sha, jashtëqitje. *Nevoja e madhe* ujët e trashë. *Nevoja e vogël* ujët e nolle. *Nevoja e qenit (e maces). Bëri nevojën.*

NEVOJISHT *ndajf.* 1. Në nevojë të madhe, në varfëri; nolle nga gjendja. *Rronin nevojisht.* 2. Në mënyrë të domosdoshme, patjetër.

NEVOJITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Jam i ne-vojshëm diku a për diçka, duhet të marr pjesë në një punë, në një veprim, ku mund të jap një ndihmë të vlefshme. *Nevojitet këtu (atje). Nevojitet në hidro-central.*

2. *vet. veta III.* Është e nevojshme diçka për dike a për një punë, ndihet nevoja për diçka, duhet. *Ne-vojiten pjesë ndërrimi. Nevojiten dhjetë ditë. Me ne-vojiten disa libra. Nevojiten për punën.*

NEVOJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që kemi nevojë për të, pa të cilin nuk mund të bëhet ose është e vështirë të kryhet diçka; që është i përshtatshëm për nevojat e caktuara, i kërkuar. *Sende të nevojshme. Masa të nevojshme. Koha e nevojshme për diçka. Në sasinë e nevojshme. E quaj (e shoh) të nevojshme. Është e nevojshme* duhet, nevojitet. *Sa të jetë e nevojshme.*

NEVOJTAR,~E *mb.* 1. Që nuk i ka mjetet e mjaf-tueshme për jetesë, i varfër, i vobektë. *Njeri nevojtar. Familje nevojtare.*

2. Që ka nevojë për diçka, që i mungon a i duhetdiçka për të kryer një punë etj. *Është nevojtar për shtë-pi (banesë).*

3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* -$, ~ËT. I varfër; ai qS ka nevojë për diçka, që ka një nevojë të paplotësuar. *Ndihmuan nevojtarët.*

NEVOJTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend për jashtëqitjet vet Jake; vendi ku njerëzit dalin jashtë. *Sfevojtore publike. Gropa e nevojtores.*

I NEVRALGJI,'~A . *sh.* ~>, <-TË *mjek.* Dhefflbje që ndihet gjatë një nervi dhe që vjen nga ceninii ose nga pezmatimi i tij. *Nevralgji ndërbrinjore. Nevralgji efaqes. Ka një nevralgji.*

NEVRALGJIK,~E *mb.* 1. *mjek.* Që ka të bëj6 mb nevralgjinë, që lidhet me nevralgjinë. *Dhembje nevralgjike.*

J2. *fig.* Që është pjesë më e ndjeshme ose me krye-sore e diçkaJe; i rëndësishëm. *Pike nevralgjike. Zone neyralgjike. Nyji nevralgjike. Sektor nevralgjik.*

NEVRASTENf,~A . *mjek.* Sëfflundje e sistemit netvor, pa ndonjë cenim të dukshëm organik, që shfa-qet me dobësi të përgjithshme, me prishje të gjumit, me dhembje koke dhe me ndjeshmëri të tepruar ndaj çdo ngacmimi. *Vuan nga nevrastenia.*

NEVRASTENIK,^E *mb.* 1. Që vuan nga nevras-teriia; që zemërohet lehtë, që kërcen përpjetë për gjënë më të vogël. *Njeri nevrastenik. Tip nevrastenik.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të fflbiemrit. *Nevrastenik i paduruेshënt.*

NEVRIK,~E *mb.* 1. Që zemërohet shpejt për çdo gjë; që ngacmohet lehtë dhe që përgjigjet menjëherë e pa e përmbajtur veten, gjaknxehtë. *Njeri (tip) nevrik. U be nevrik.*

*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Nevrik i rriadh.*

NEVRIKOS *kal.,* ~-A, ~UR. E bëj nevrik, e ze-mëroj dhe e bëj të përgjigjet a të sillet pa e përmbajtur veten, i acaroj nervat. *E nevrikosi me fjalë.*

NEVRIKOSEM *vetv.* 1. Bëhem nevrik, me aca-rohen nervat, zemërohem dhe përgjigjem e sillem pa e përmbajtur veten, me hipin nervat. *U nevrikos rëndë. Nevfikoset për hiçmosgjë.*

2. *\Pës. e* NEVRIKOS.

NEVRIKOSJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptImeve të foljeve NEVRIKOS, NEVRIKOSEM.

*NevHkosje nga llafet.*

NEVRIKOSUR (i,e) *mb.* Që është bërë nevrik, që i kanë hipur nervat, i zemëruar dhe i acaruar. *Fliste i nevrikosur.*

NEVRUZ,~I *m. fet.* Festë fetare e bektashinjve, që kremtohej në muajin mars dhe që lidhet me fillimin e pranverës (në vendet ku vepron feja myslimane).

NË i *parafj.* Përdoret me një emër në rasën ka-llëzore për të treguar: 1. Vendin ku ndodhet dikush a diçka, ku bëhet një veprim. *Në qendër (në mes, në one). Në shtëpi (në shkollë, në rrugë, në fushë). Në qyiet (në fshat, në malësi). Në rrjedhën e poshtme të [limit. Në veri të qytetit. Në faqe (në ballë, në kraharor). I plagosur në dorë (në këntbë).*

*2.* Vendin drejt të cilit lëviz dikush a diçka ose vendin ku futet a mbyllet diçka. *Shkoj në Durrës.*

*U ngjitën në majë (në mal). E mbylli në arkë (në dollap). E shtiu (e futi, e kyçi) në sirtar.*

3. Një send a frymor, më të çilin ndeshemi a ta-kohemi gjatë lëvizjes, kërkimit etj. *Ndeshi në një gur (në pengesa, në Vështirësi). Rashë në gjurmë.*

*4.* Një send, nëpërmjet të cilit kalon diçka a bëhet një veprim. *Shkoj perin në gjilpërë. Shoh në teleskop. E pa në vrimën e çelësit. Foli në teleon. E dëgjoi në radio.*

5. Në send, veprimit të të cilit i nënshtrohet diçka. *E nxori në diell (në dritë). E la në ajër (në shi, në dë~ bore).*

*6.* Gjendjen, në të cilën ndodhet dikush a diçka ose rrethanat, në të cilat kryhet diçka. *Në shi (në tu-fan). Në inat e sipër. Në zjarrin e punës (e luftës). Është në nevojë. Jeton në varfëri. Është në qejf. Është në gjumë (në ethe). Jam në pritje. Është në dyshim. Është (ka rënë) në hall. S'është në vete. Rri në gatish-mëri. Ra në hdeshje me dike.*

7. Mënyrën se si bëhet diçka. *Eci në këntbë. Rri në gjunjë. Në këtë mënyrë.*

8. Gjendjen e re, tek e cila kalon diçka. *E ktheu në gaz (në ujë, në lëng). U shndërrua në një vend socialist.*

9. Punën, veprimtarinë, grupin a organizatën, ku përfshihet ose është dikush a diçka. *Punon në ndër-marrje. Ishte në Brigadën e Pare. Është në një komision. Hyri në punë. Shkon në shkollë* ndjek mësimet. *Hyrl në parti (në organizatë)* u be anëtar i partisë (i orga-nizatës).

10. Diçka që merret si bartëse e veprimtarisë men-dore e shpirtërore ose shfaqje të ndryshme të kësaj veprimtarie. *Në zemër. Në mendje. Në kujtesë. Në shpirt. Në vullnetin (dëshirën) tone. I zhytur në men-dime.*

11. Kohën kur kryhet ose brenda s5 cilës kryhet një punë a një veprim. *Në verë (në dimër). Në rini (në pleqëri). Në të gdhirë (në të ngrysur). Në Vitin e kaluar. Në orën dy. Në tri javë. Në dy muaj.*

12. Qëllimin përse bëhet diçka; per. *Në shenjë kujtimi (nderimi, miqësie). Në dobi të dikujt a të diçkaje. Në përgjigje të thirrjes. Në luftë kundër zakoneve prapanike.*

13. Sasinë e njësive nga të cilat përbëhet diçka ose në të cilat ndahet diçka. *Komedi në dy akte. History e letërsisë në tre vëllime. Pesha në tone. Gjatësia në metra. E ndau në tri pjesë.*

14. Sendin a dukurinë që shërben për të përcak-tuar dike a diçka. *Në sasi (në cilësi). Në gjatësi (ne gjerësi). Në numër. 1 kursyer në fjalë. I forte në ma-tematikë. J diplomuar në mjekësi. Kampion në futboll (në shah). Punime në pikturë (në skulpturë). Të ar-dhura në të holla.*

15. Marrëdhënie me diçka. *Në marrëveshje (nl lidhje, në krahasim, në grindje, në kundërshtim) me një tjetër. Në gjak me dike.*

*16.* Diçka të cilën e mbikëqyrim, e kenii nën kuj-des etj.; nën. *E ka në kujdestari. Është në mbikëqyrje.*

17. Një ngjarje ku merr pjesë dikush a diçka. *Në festën tone. Në gëzime!* urim në dolli. *Në një dasnte (në një fejesë, në një vdekje).*

18. Ngjyrën e diçkaje ose ngjyrën më të cilën ajo afrohet. *Në ngjyrë trëndafili. E leu në të bardhe. 1 kuq në të verdhë.*19. Petkun ose sendin më të cilin është veshur ose mbështjellë dikush a diçka. *veshur në të bardha. 1 mbështjellë në letër. I paketuar në qese. Ishte vetëm në këmishë.*

20. Ndër. *Në të rinjtë. Në të sëmurët. Në të parët. Në më të mirët.*

21. Përdoret me një emër në rasën kallëzore, i cili bën pjesë në një tog që ka kuptim foljor. *Vë në dijeni* njoftoj. *Vë në dyshim* dyshoj për diçka. *Vë në lidhje* )idh. *Vë në zbatim* zbatoj. *Vë në lojë* tallem me dike. *Lë në harresë* harroj. *Vë në plan* planifikoj. *Rri në pritje* pres.

22. Përdoret në një varg togjesh me kuptim ndaj-foljor. *Në përgjithësi* përgjithësisht. *Në veçanti* ve-çanërisht. *Në krye. Në fund. Në kohë. Në kulm.*

23. Përdoret në një varg shprehjesh, që luajnë rolin e parafjalëve. *Në kundërshtim me... Në bashkë-punim me... Në krahasim me... Në lidhje me... Në drejtim të... Në sajë*

*të... Në emër të... Në bate të... Në mes të... Deri në... Që në...*
24. Përdoret për të shënuar pikën e mbarimit (në bashkëlidhje me parafjalën “nga”) në togje që kanë një gjymtyrë të përsëritur a përemrat “njëri... tjetri” dhe që tregojnë një shtrirje a një lëvizje të pandër-prerë në hapësirë dhe në kohë ose një përsëritje të veprimit a të gjendjes. *Nga mali në mal. Nga fshati në fshat. Nga dita në ditë. Nga çasti në cast. Nga koha në kohë. Nga njëri breg në tjetrin. Nga njëri vit në tjetrin. Nga njëra ditë në tjetrën.*
NË a *lidh.* 1. Përdoret në fillim të një fjalie të varur kushtore; nëse. *Në e di, ma thuaj! Në ardhsha vonë, mos me prit. Në u ktheftë, do ta tahoj. Në s'ga-bohem, ky lloj fiku piqet në gusht.*
2. Përdoret në krye të një fjalie pyetëse të zhdrejtë. *Nuk e di në vjen apo jo.*
3. Përdoret në disa shprehje lidhëzore. *Në qoftë se. Në rast se. Në është se. Në mënyrë që.*
NËM *kal.* dhe *jokal.,* ~A, ~UR. 1. I drejtohem dikujt a diçkaje me zemërim e me fjalë të rënda, që shprehin një dëshirë të keqe a dënim; mallkoj. *Nëm armikun. Nëm sëmundjen (pleqërinë). Nëm gur me gur* e nëm rëndë. *Mos e nëm fëmijën! Shante e nëmte.*
NËMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shprehje më të cilën shfaqet një dëshirë e keqe dhe dënimi për dike a për diçka; mallkim. *Nëmë e rëndë. Nëma e nënës. Nëma e mallkime për pushtuesit! E zëntë nëma ime! mallk,*
NËMËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që nëm. NËMËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* NËM.
NËMUR (i,e) *mb.* 1. Që ka mbi vete një nëmë, që është nëmur; i mallkuar. *Armiqtë e nëmur. Shtëpi e nëmur.*
*2.* I shkretë, i mjerë, i gjorë. *E nëmura plakë. I nëmuri baba.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *U lar-guan të nëmurit. Ç'pati, i nëmuri, që vdiq? Ç'e gjeti, të nëmurën!*
NËN *parafj.* Përdoret me një emër në rasën kallëzore për të treguar: 1. Sendin, vendin etj., poshtë të cilit ndodhet a lëviz dikush a diçka ose kryhet diçka; *kund.* mbi. *Nën tryezë (nën shtrat). Nën kokë. Nën sqetull. Nën mollë (nën një rrap). Nën tokë (ujë). Nën qiellin e kaltër. Nën muret e kështjellës. V fut nën strehë. Ufsheh nën rërë.*
*2.* Një gjendje më të ulët se ajo që është e nevoj-shme a e zakonshme për dike a diçka ose që merret si pikënisje; *kund.* mbi. *Nën moshë. Nën kufi. Nën normë. Nën nivelin e duhur. Nën mesataren e rrethit. Punon nën ngarkesë. Temperatura nën zero.*
3. Sendin, mjetin ose dukurinë që vepron mbi dike a diçka. *Nën zjarrin e armikut. Nën breshrin e plumbave. Nën një shi të rrëmbyeshëm. Nën dritën e hënës. Toka nën ujë. Vuri nën thikë një ka.*
4. Gjendjen e varësisë ndaj dikujt a diçkaje a të kujdesit për dike a diçka ose kushtet e rrethanat në të cilat është vënë dikush a diçka, bëhet a kryhet diçka. *Nën komandën (varësinë) e... Nën kontrollin (mbikëqyrjen, kujdesin) e... Nën kujdestarinë e... Nën udhëheqjen e... Nën sundimin e huaj. Nën thun-drën e imperializmit. Zgjedhjet nën bajonetat e huaja. Marr nën kontroll (nën mbikëqyrje, nën kujdes). E ka nën vete.*
5. Shlfakun e ndonjë veprimi, të ndonjë dukurie a gjendje je me kuptimin; si pasojë e..., si rrjedhim i... *Nën peshën e... Nën shtytjen e... Nën përshtyp-jen e... Nën ndikimin e të ftohtit. Nën goditjet e ar-tilerisë armiku u tërhoq.*
6. Mjetin për të fshehur qëllimet e vërteta, për të cilat bëhet diçka; me. *Nën maskën e miqësisë. Nën një emër të rremë.*
7. Tingujt, zhurmat ose zërat që shoqërojnë një gjendje a një veprim. *Nën tingujt e korit (e bandës, e këngës). Nën krismat e daulleve.*
8. Përdoret me një emër në rasën kallëzore në disa shprehje frazeologjike për të treguar mënyrën si bëhet a kryhet diçka. *Punon nën rrogoz. Flas nën zë. Qesh nën buzë. la dha nën dorë. Vepron nën hundën e dikujt. E thirrën nën armë.*
NËN- *fjalëform.* Përdoret si parashtesë për for-mimin e disa foljeve, emrave e mbiemrave që shënoj-në: 1) Një veprim që kryhet poshtë diçkaje; p.sh. nënshkruaj, nënvizoj etj. 2) Një send që gjendet poshtë diçkaje (emër); të qenët poshtë diçkaje (mbiemër); p.sh. nëntokë, nënshtresë, nënbishte, nënbarkëz, nën-çati; nëndetar, i nëndheshëm etj. 3) Një gjendje varësie ose një shkallë më të ulët; p.sh. nënkryetar, nëndrejtor, nënkonsull, nënoficer, nëntoger etj. 4) Ndarje në ka-tegori më të imëta; ndarje të një tërësie në pjesë të ndryshme, sipas disa tipareve të caktuara a të për-bashkëta; p.sh. nënçështje, nënndarje, nënklasë, nën-grup, nënsistem etj. 5) Një vlerësim më të ulët sesa duhet a me poshtë se meritat e dikujt a të diçkaje; p.sh. nënvlerësoj, nënçmoj etj. 6) Vënie në varësi të dikujt'nga një tjetër; p.sh. nënshtroj, nënshtrim. 7) Një veprim me ngjyrim të veçantë kuptimor; p.sh. nënkuptoj, nënqesh.
NËNBANAK,~XJ *m.* Pjesa nën syprinën e një ba-naku nga ana e shitësit. *Nxjerr nga nënbanaku. Blen (shet) nga nënbanaku. keq.* blen (shet) në rrugë të paligjshme, duke i hequr mënjanë mallrat.
NËNBARKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrip i gjerë prej lëkure ose prej leshi që kalon nën barkun e kaf-shëve të ngarkesës dhe shërben për të mbajtur samarin që të mos lëvizë; qingël. *I vuri nënbarkëzën.*
NËNBARKJ E,~A . *sh.* ~E, ~ET. *shih* NËNBARKËZ,~A.
NËNBISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rrip lëkure ose litar që kalon nën bishtin e kafshëve të ngarkesësdhe që mban të lidhur për trupi shalën a samarin. *Ilënbishte lëkure (meshine). Iu këput nënbishtja.*
NËNCENTRAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* NËN-STACION,~I. *Nëncentral elektrik. Nëncentral au-tomatik.*
NËNÇATI,~A . *sh.* ~, ~TË. Pjesa e brendshme ej një çatie të pjerrët; dhomë e vogël e rregulluar nën kiulmin e një çatie, që merr dritë nga një baxhë. *Nën-çati e ngushtë. Baxha e nënçatisë. Banonte në një nën-çati.*
NËNÇMIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NËNÇMOJ, NËNÇMOHEM. *Nënçmimi i rrezikut. Nënçmimi i armikut (i kundërshtarit). Nënçmimi i forcave.*
NËNÇMOHEM. *Pës. e* NËNÇMOJ.
NËNÇMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Çmoj dike a diçka me pak nga ç'është a nga ç'v)en në të vërtetë; tregoj mospërfillje për dike a diçka, nënvlerësoj; *kund.* mbiçmoj. *nënçmonte punën (aftësitë). Nënçmon mendimin e tjetrit.*
12. Nuk i jap rëndësinë e duhur dikujt a diçkaje, nuk e vlerësoj si duhet dhe kjo sjell pasoja të dëm-shjme. *Nënçmon kundërshtarin (armikun), Nënçmojnë luftën e*

*klasave. Nënçmon dëmin e alkoolit (e duhanit). E nënçmonte rrezikun.*

NËNDETAR,~E *mb.* Që gjendet ose që është i vendosur nën sipërfaqen e detit a në fundin e detit. *Bimësi nëndetare. Vargmale nëndetare. Shkëmbinj nëndetare.*

NËNDETËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Anije lufte e mbyllur, që lundron kryesisht nën sipërfaqen e detit. *Nëndetëse bërthamore (atomike). Periskopi i nëndetëses. Baza e nëndetëseve.*

NËNDIALEKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Ndarje më e vogël e një dialekti kryesor, që përfshin një varg të folmesh *me* disa tipare të përbashkëta ose të afërta. *Nëndialekti i Elbasanit.*

NËNDIALEKTOR,~E *mb. gjuh.* Që i përket nën-dialektit; që ka tiparet e nëndialektit. *Trajtë (forme) nëndialektore. Fjalë (shprehje) nëndialektore.*

NËNDREJTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës i administratës me detyrë më të ulët se drejtori, që e ndihmon dhe e zëvendëson këtë. *Nëndrejtori i ndër-mdrrjes (i shkollës, i spitalit). Nëndrejtor për anën mësimore (ekonomike).*

NËNDREJTORESHË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *Fem.*

e NËNDREJTOR,~I. *Nëndrejtoresha e shkollës (e kohviktit, e kursit). Nëndrejtoresha e uzinës (e fabrikës, e ndërmarrjes).*

NËNDHES,~E *mb.* I nëndheshëm, nëntokësor.

NËNDHESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që gjendet nën sipërfaqen e tokës ose brenda në tokë, nëntokësor; *kund.* i mbidheshëm. *Pasuri të nëndheshme. Rrugë të nëndheshme. Galeri të nëndheshme. Qytet i nëndheshëm, Ujëra (burime) të nëndheshme. Lumë i nëndheshëm.*

*2.* Që bëhet nën sipërfaqen e tokës ose në thellësi të tokës. *Lëkundje të nëndheshme. Prova bërthamore të nëndheshme.*

5- *fig-* Qe bëhet a që vepron në mënyrë të fshehtë; që inuk duket në sipërfaqe. *Veprime (përgatitje) të nëndheshme. Lëvizje e nëndheshme. Forcat e nëndheshme të revolucionit. Armik i nëndheshëm.*

NËNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gruaja kundrejt fëmijëve të vet; grua që ka lindur fëmijë, mëmë. *Nënë e dashur (e dhembshur, e kujdesshme). Nënë e lumtur. Nënë dëshmori. Nënë me shumë fëmijë. Zemër (dhembshuri) nëne. Qumështi i nënës. Dera (shtëpia) e nënës. Gjuha e nënës* gjuha amtare. *U be nënë* lindi fëmijë. *Të paste nëna! ur. Fëmija pa nënë, si nata pa hënë.fj. u.*

*2.* Femra e një kafshe, që ka pjellë këlysh. *Largoi (hoqi) qengjin nga nëna.*

3. *bised.* Përdoret për t'iu drejtuar me dashuri e me nderim vjehrrës a një gruaje të moshuar.

4. *fig.* Burimi a shkaku i diçka je. *Toka nënë. Nëna e gjithë të zezave (të këqijave). Përsëritja është nëna e të mësuarit. libr. fj. u.*

5. *fig.* Diçka shumë e dashur, e afërme dhe e shtrenj-të. *Nëna jonë Shqipëri. Ti, nënë Parti!*

S'e bën nëna është shumë i mirë. Ca të nënës (të babait), ca të njerkës (të njerkut) *shih te* BABA,~I. Si (siç) e ka lindur nëna *shih te* LIND. I ka vdekur nëna *diçkaje thjeshtligj.* a) ka ngecur keq diçka; është prishur, nuk ecën, nuk punon; b) është punë e mbaruar, do të bëhet patjetër. Me është bërë (si) burri i nënës me ka mërzitur tepër, mezi e duroj, s'e shoh dot me sy. Iu be (iu gjend) nënë e baba *dikujt* i qëndroi afër dikujt, u kujdes shumë për të, si prind. I doli qumështi i nënës *dikujt shih te* QUMËSHT,~I. S'ka bir (zog) nëne *thjeshtligj. shih te* BIR,~I. Të kërkon babën e nënën *shih te* BABË,~A. Është rritur në prehër të nënës *edhe mospërf. shih te* PREHËR,~RI. Tregoi edhe qumështin e nënës *shih te* QUMËSHT,~I. E ka thithur bashkë me qumështin e nënës *shih te* QUMËSHT, ~I. Dridhej foshnja (fëmija, barra) në barkun e nënës *shih te* DRIDHEM. Me ka ardhur qumështi i nënës në majë të hundës *shih te* HUNDË.~A. Po nuk qau fëmija, nuk i jep nëna (e ëma) sisë (gji) të pijë *fj.u. shih te* QAJ. Nënë heroine *shih te* HEROINË,~A.

NËNËDAJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Gjyshja nga ana e nënës.

NËNËGJYSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Nëna e babait ose e nënës, gjyshe. 2. Nëna e gjyshes, stërgjyshe.

NËNËLOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *përk.* Emër që përdoret nga fëmijët për të thirrur me përkëdheli nënën e vet.

NËNËMADHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* NËNË-GJYSHE,~JA.

NËNËRI,~A. 1. Të qenët nënë; koha gjatë së cilës gruaja është shtatzënë, lind dhe ushqen fëmijën në gji. *U shkoi nusëria e u erdhi nënëria* qenë nuse e u bënë nëna.

2. *përmb.* Të gjitha nënat së bashku, nënat.

NËNËRIT (NËNËRIS) *kal,* ~A, ~UR. Flas me vete nëpër dhëmbë, pëshpërit, murmurit. *Ecte duke nënëritur. Ç'nënërit ashtu?*

NËNËZEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Nënë që ka humbur fëmijët në ndonjë fatkeqësi etj. *vranë djalin nënëzezës.*

NËNFISH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Njësi më e vogël, në të cilën ndahet një njësi matëse themelore; *kund.* shumëtish. *Nënfishat e metrit* decimetri, centi-metri, milimetri. *Nënfishat e kilogramit (e lilrii). 2. mat.* Numri që hyn një a me shumë here në një numër më të madh pa lënë mbetje. *Dyshi është nën-fishi i gjashtës.*

NËNFLETË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Artikull me përmbajtje letrare, shkencore, kritike etj., që bo-tohet në pjesën e poshtme të faqes së një gazete; pjesë a kapituj të një romani, që botohen here pas here në numrat e një gazete, në fund të faqes. *Nënfleta e gazetës. Bolohet si nënfletë.*

2. Fletë e veçantë, me lëndë të posaçme, që botohet si shtesë e një gazete. *Nënfleta e "Zërit të rinisë".*

NËNGRUP,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Nënndarje e një grupi, një nga pjesët në të cilat është ndarë një grup. *Nëngrup i vogël. Nëngrupet e gjakut. mjek. Nëngrup i kampionatit të futbollit. sport. Ndaj në nëngrupe.*

NËNKAPITULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Nënndarje e kapitullit; pjesë e një kapitulli. *Nënkapitulli i parë (i dytë). Titulli i nënkapitullit. Është ndarë në nënkapituj.*

NËNKËMBËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pengesë për ta rrëzuar dike, duke i vënë këmbën përpara ose duke ia futur në mes të këmbëve të tij. *vuri nën-këmbëzën. I shtiu (i futi) nënkëmbëzën kundërshtarit (në futbollj.*

*1. fig.* Dredhi për të penguar, për të ngatërruar a për të dëmtuar dike. *vënë nënkëmbëzën njëri-tjetrit. E ka zakon të vërë nënkëmbëza.*

3. Secila nga të dy dërrasat e vegjës që shkelen here njëra here tjetra gjatë endjes së pëlhurës.

4. Vend i ngritur pak ose mbulesë e shtruar para një froni për të vënë këmbët mbi të.

5. Shputë e çorapeve.

NËNKLASË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Një nga nën-ndarjet e klasës në klasifikimin sistematik të kafshëve dhe të bimëve. *Nënklasë peshqish.*

NËNKOLONEL,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Grade oficeri madhor e shkallës së dytë, më e ulët se e ko-lonelit; ushtaraku që mban këtë grade (në ushtritë që kanë grada).
NËNKOMANDANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Zëvendëskomandant. *Nënkomandant batalioni në Ush-trinë Nacionalçlirimtare.*
NËNKONSUIX,~LLI *m.sh.* ~J, ~JT. Përfa-qësues diplomatik i një shkalle më të ulët se konsulli.
NËNKRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Jastëk. *Nën-kresë e butë.*
NËNKRYE,~JA . *veter.* Sëmundje që shkaktohet nga parazitët dhe që prek trurin e bagëtive të imëta e të gjedhit.
NËNKRYETAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që zë-vendëson dhe ndihmon në punë kryetarin e një or-gani shtetëror, të një organizate, dege ose komisioni; zëvendëskryetar. *Nënkryetari i komiletit ekzekutiv. Nënkryetari i kooperativës.*
NËNKRYETARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem.* e NËNKRYETAR,~I. *Nënkryetarja e komitetit pro-fesional. Nënkryetarja e kooperativës së bashkuar.*
NËNKUPTIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Kuptim i dytë, i fshehtë a i paqartë i një fjale, i një shprehjeje ose i
një veprimi. *Flet me nënkuptime. I shkeli syrin me nënkuptim.*
NËNKUPTOHET *pavet.* Merret vesh, kuptohet vetiu diçka që nuk është shprehur qartë dhe në më-nyrë të hapur. *Lë të nënkuptohet.*
NËNKUPTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lë që të kuptohet tërthorazi diçka që e kam ndër mend, por që nuk e shpreh qartë ose e them vetëm përgjysmë; e kam fjalën diku. *Me la të nënkuptoj se... Çfarë nënkupton me këtë?*
2. *vet. veta III.* Përmban në vetvete si kusht, e ka si pjesë të domosdoshme, parakupton. *Diktatura e proletariatit nënkupton ngritjen e rolit të klasës pu-nëtore.*
NËNLËKURË,~A . *anal.* Shtresë e hollë indt qelizor, që është poshtë lëkurës. *Nënlëkura e barkut. Indi i nënlëkurës.*
NËNLIGJOR,~E *mb. drejt.* Që bëhet në përputhje me kushtetutën, me ligjet dhe me dekretet. *Akte nën-ligjore.*
NËNLLOJ,~I m. *sh.* ~E, ~ET *biol.* Një nga nën-ndarjet e llojit në klasifikimin sistematik të kafshëve e të bimëve. *Nënlloj i rrallë. Nënlloje kafshësh (bimësh). Nënlloje dhe varietete.*
NËNMINtSTËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *vjet.* Zëvendës minister.
NËNNDAHET *vetv.* Ndahet në pjesë më të vogla një tekst a një shkrim, një klasë sendesh a dukurish etj. që ishte ndarë një here. *Nënndahet në pjesë më të imëta.*
NËNNDAJ *kal.,* ~VA, ~RË. Ndaj në pjesë më të vogla një tekst a një shkrim, një klasë sendesh a dukurish etj. që ishte ndarë një here. *Nënndaj në pa-ragrafë (në nënkapituj).*
NËNNDARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Ndarje më e vogël e njërës nga pjesët, në të cilat është ndarë një tërësi, pjesë përbërëse e diçkaje më të madhe. *Nën-ndarjet kryesore. Nënndarjet e një shkalle (e një njësie). Nënndarjet e një kapitulli.*
• Nënndarjae parë *ek.* prodhimi i mjeteve të prodhimit. Ninndarja e dytë *ek.* prodhimi i sendeve të konsumit.
NËNO,~JA . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. *përk.* Nënë. 2. Gjyshe.
NENOFICER,~I m. *sh.,* ~Ë, ~ËT *usht.* 1. Kuadër ushtarak me i ulët se oficeri, që kryen detyra ndihmëse pranë komandave e shtabeve të forcave të armatosura tokësore, detare e ajrore (në ushtritë që nuk kanë grada). *Nënoficeri i rojës.*
2. Secila nga gradat më të ulëta se a jo e oficerit; ushtaraku që mban gradën rreshter a kapter (në ushtritë që kanë grada).
NËNOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised. përk.* Emër përkëdhelës më të cilin i drejtohemi nënës. *Nënokja ime e dashur.*
NËNOLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *bised.,përk.* Nënoke. 2. *krahin.* LëneshS.
NËNPETËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *bot.* Secila nga gjethëzat, zakonisht të blerta, që përbejnë kupën e lules, sepal.NËNPIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndarje e më-tejshme, më e hollësishme, e një pike të një rregulloreje, p)ani, raporti etj. *Nënpikat e rregullores (e planit, e\ temës).*
| NËNPREFEKT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zyrtar që përfaqëson pushtetin qendror në krye të një nën-prefekture (në disa vende të huaja; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
NËNPREFEKTURË,~A *sh.* ~A, ~AT. Ndarje administrative më e vogël se prefektura (në disa vende të! huaja; në të kaluarën edhe në Shqipëri); ndërtesa mç zyrat e nënprefektit dhe të vartësve të tij.
NËNPRESIDENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që zëyendëson dhe ndihrrton në punë presidentin e një sh(eti, të një organizate ose institucioni; zëvendës-president. *Nënpresidenti i një shteti (i një shoqërie).*
NËNPRODUKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* NËN-PRODHIM,~I.
NËNPRODHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pro-
dhim i dytë, që del nga përpunimi i një lënde të pare, nënprodukt. *Nënprodhimet e naftës. Nënprodhimet e qumështit. Nënprodhimet e sheqerit.*
2. Prodhim anësor, i një cilësie më të dobët, që del krdhas një prodhimi kryesor. *Nënprodhimet e mishit* koka, këmbët, plëndësi etj. *Nënprodhimet e industrisë ushqimore për bagëtinë.*
NËNQAFËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrip lëkure a litar që kalon nën qafën e kafshëve të ngarkesës.
NËNQESH *jokal.,* ~A, ~UR. Vë buzën në gaz, buzëqesh. *Nënqeshi me qesëndi.*
NËNQESHJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Buzëqeshje, *Nënqeshje tallëse (dinake, ironike).*
NËNQINGJE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Mender e biitë, dhiozmë.
NËNRENDITËS,~E *mb. gjuh.* Që shërben për të Iidhur një fjali të varur me fjalinë kryesore nga e cila varet, që shpreh lidhjen e varësisë gramatikore nga \ një tjetër. *Lidhëz nënrenditëse.*
NËNRENDlTJE,~A . *gjuh.* Lidhje e dy fjalive, ndëri të cilat njëra varet nga tjetra.
NËNRENDITUR (i,e) *mb. gjuh.* Që lidhet me një fjali itjetër nga e cila varet, që lidhet me nënrenditje. *Fjali e nënrenditur.*
NËNRENDOHET *vetv.* Vjen diçka me poshtë nga rëndësia se diçka t jetër me kryesore, i nënshtrohet diçka;je tjetër më të rëndësishme nga radha.
NËNRENDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vë diçka nën yarësinë e diçkaje tjetër, ia nënshtroj diçkaje tjetër! që është më e rëndësishme a me kryesore nga radha.a *nënrendojmë interesin vetjak interesit të për-gjithshëm.*
NËNREPART,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Secila nga nënndarjet më të vogla të një reparti ushtarak dhe që vepron veçan. *Nënrepart ushtarak. Nënrepart shem-bullor. Nënrepart*

*tankesh. Nënrepartet e divizionit (e brigades, e regjimentit). Ushtarët e nënrepartit "N". Komandanti (komisari) i nënrepartit.*

NËNSISTEM,~I *m.sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Pjesë e sistemit të përgjithshëm të gjuhës, e organizuar në një mënyrë të veçantë. *Sistemi dhe nënsistemet e gjuhës.*

NËNSQETULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vendi nën sqetull. *Gjëndrat e nënsqetullave.*

*2.* Pjesë e rrobës, që puqet me sqetullën.

3. Bisk që del në rrëzë të një gjethi afër majës së një filizi. *heqin nënsqetullat rrushit.*

NËNSTACION,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Qendër me pajisje elektrike, ku shndërrohet tensioni nga i ulët në të lartë e anasjelltas; nëncentral. *Nënstacion elektrik. Nënstacion i tensionit të lartë.*

*2.* Qendër ndërmjetëse, që lidh dy stacione tele-fonike ose dy stacione kryesore të radios.

NËNSHARTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bujq.* Bima mbi të cilën bëhet shartimi. *Lloji i nënshartesës. Dega (lëkura, lëngu) i nënshartesës.*

NËNSHKRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi
sipas kuptimeve të foljeve NËNSHKRUAJ, NËN-
SHKRUHET. *Nënshkrimi i një marrëveshjeje (i një traktati, i një kontrate).*

*2.* Emri e mbiemri ose shkurtimi i tyre që shënon dikush në fund të një letre, të një dëshmie, të një dokumenti etj., firmë. *Nënshkrim i qartë (i pale-xueshëm). Vë (hedh) nënshkrimin. I mori nënshkrimin.*

NËNSHKRCAJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Vë
emrin e mbiemrin ose shkurtimin e tyre në fund td një letre, shkrimi, dokumenti etj. për të vërtetuar se jam vetë autori i tij ose për të miratuar përmbajtjen, firmoj. *Nënshkruaj shkresën (urdhrin, vendimin, pro-cesverbalin). Nënshkruaj dëftesën (fletëdaljen). Nënshkruaj çekun (urdhërxhirimin, kontratën).*

2. Marr përsipër të plotësoj kushtët dhe detyrimet e një marrëveshjeje, traktati etj., duke vënë nënshkrimin; pranoj kushtet. *Nënshkruaj një marrëteshje (një Irak tat). Nënshkruan paqen.*

• Nënshkruan në të bardhë *shih te* BARDHË,~A (e).

NËNSHKRUAR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të) *zyrt.* Ai që ka vënë nënshkrimin në fund të një lutjeje, kër-kese, ankese etj. *Unë, i nënshkruari...*

NËNSHKRUAR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). *Fem. e* NËNSHKRUAR,~I (i). *Unë, e nënshkruara...*

NËNSHKRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Pala që nënshkruan një marrëveshje, një traktat etj.

NËNSHKRUHET. *Pës. e* NËNSHKRUAJ *i. U nënshkrua ntarrëveshja (traktati).*

NËNSHTETAS,~I *m.sh.* ~, ~IT. I. Shtetas i një vendi që ka në krye një mbret a perandor. 2. *vjet.* Shtetas.

NËNSHTETASE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* NËNSHTETAS,~I.

NËNSHTETËSI,~A . 1. Shtetësi në një mbretëri a perandori. 2. *vjet.* Shtetësi.

NËNSHTRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shtresë që vjen poshtë diçkaje; *gjeol.* Shtresë e hollë, e ven-dosur përposh një tjetre. *Nënshtresë e përshkueshme (e papershkueshme). Nënshtresë rëre (zhavorri, gu-rësh). Nënshtresat e tokës.*

2. Shtresë e vogël shoqërore me disa veçori të për-bashkëta, që da lionet brenda një klase ose shtresë të gjerë.

3. *fig.* A jo që qendron në themel të diçkaje; a joqë shtrihet e mbuluar nën diçka. *Nënshtresa e një teorie.*

4. *gjuh.* Gjurmë a ndikime të gjuhës së vjetër që është zhdukur mbi gjuhën e re që e ka zëvendësuar. *Elemente të nënshtresës.*

NËNSHTRIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve NËNSHTROJ, NËNSHTROHEM. *Nënshtrimi i natyrës. Nënshtrimi i një vendi. S'dinë ç'është nënshtrimi.*

NËNSHTROHEM *vetv.* 1. Bie nën pushtetin dhe varësinë e dikujt; humbas lirinë dhe pavarësinë. *Nuk iu nënshtruan pushtuesve (armiqve). Nuk i nënshtrohemi diktatit të huaj.*

2. Veproj në përputhje me vullnetin e dikujt; i bindem dikujt a diçkaje; pranoj pa e kundërshtuar. *V nënshtrohet ligjeve të shtetit. I nënshtrohem arsyes. Nuk i nënshtrohem fatit.*

3. Pësoj veprimin ose ndikimin e dëmshëm të dikujt a të diçkaje. *nënshtroheshin shfrytëzimit. I nënshtrohet zjarrit të artilerisë.*

4. *Pës. e* NËNSHTROJ.

NËNSHTROJ *kal.,* ~OVA, ~pAR. 1. Vë nën
pushtetin a nën sundimin tim; vë në gjendje varësie, e detyroj të bindet. *Nënshtruan vendin. Nuk i nënshtruan dot kryengritësit. S'mundën la nënshtronin Shqipërinë.*

*2.* Bëj diçka që të veprojë në dobinë time e sipas qëllimeve të mia. *Nënshtrojmë natyrën (forcat e natyrës).*

3. Vë diçka në shërbim të një ideje a detyre krye-sore, të një qëllimi a synimi themelor që qëndron mbi çdo gjë tjetër. *la nënshtrojmë gjithçka socializmit. la nënshtroj interesin vetjak interesit të përgjithshëm.*

4. E kaloj diçka nëpër një shqyrtim. *la nënshtroj
gjykimit të masës.*

NËNSHTRUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka rënë nën pushtetin a varësinë e dikujt; që shfrytëzohet nga dikush. *Vend i nënshtruar. Kombe të nënshtruara.*

2. Që bindet pa zë, që përulet para vullnetit të dikujt, i përulur. *Njeri i nënshtruar.*

NËNSHTRUES,~E *mb.* Që vë dike nën pushtetin a nën varësinë e vet; që vë përposh a përul dike.

NËNTAT (të) . *sh. fet., vjet.* Dita e nëntë pas vdek-kjes së dikujt, që përkujtohej nga të afërmit; dreka a darka që shtrohej me këtë rast (sipas besimeve të kota). *Kishte (i bënë) të nëntat.*

NËNTEKST,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Kuptimi i dytë, i mbuluar a i fshehtë i një cope të shkruar ose i f jalëve të thëna, që ndryshon nga kuptimi i drejtpërdrejtë; domethënia e brendshme ose e mbuluar. *Nënteksti politik. Nënteksti i një vjershe. Nënteksti i fjalëve t ë dikujt. Pa nëntekste e zbukurime. Flet me nën-tekst. Teksti dhe nënteksti.*

NËNTË *num. them.* 1. Numri që vjen menjëherë pas tetës, që shënon një sasi të barabartë me tetë edhe një. *Nëntë veta. Nëntë here. Nëntë ore (ditë, javë, muaj, vjet). Në orën nëntë. Nëntë të dhjetat. Tri here tre bëjnë nëntë. E ndaj në nëntë pjesë. Pjesëtoj me nëntë.*

2. *përmb.,* ~ (të), NËNTA (të). Nëntë së bashku a menjëherë. *Dolën të nëntë lojtarët. I vuri të nënta.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të numërorit themelor. *Ikën të nëntë.*

4. *përd. num. rresht.* I nëntë. *Dhoma (salla) nëntë. Kabila nëntë. Hyrja nëntë.*

NËNT,Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shifra nëntë (9); sasia që shënohet me këtë shifër. *Shkruaj nëntën. Mbledh dy nënta. Heq dy nga nënta.*
*2.* Send a njeri, që shënohet me shifrën nëntë. *Nënta spathi (në letra). Nënta gjuajti me kokë. sport.*
3. Nota 9 në sistemin shkollor të vlerësimit të dijeve deri në dhjetë. *Mori një nëntë. I vuri nëntë. I doli me-satarja nëntë.*
NËNTË (i,e) *num. rresht.* 1, Që i përgjigjet numrit nëntë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj., që vjen menjëherë pas të tetit. *Muaji i nëntë. Radha (banka) e nëntë. Dita e nëntë. Lojtari i nëntë.*
2. *përd. em. f.* Një nga të nëntë pjesët e barabarta në të cilat është ndarë një e tërë. *Një e nënta. Tri të nëntat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *Doli i nënti. Ishte në të nëntin* në muajin e nëntë të barrës.
NËNTË- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të për-bëra me kuptimin: "që ka nëntë pjesë, njësi etj. përbërëse të një fare"; p.sh. nëntëditësh, nëntënetësh, nëntëkatësh, nëntëvjeçar etj.
NËNTË *ndajf.* Në pjesën e poshtme të diçkaje; nën sipërfaqen e diçkaje, poshtë diçkaje. *Ishte (ndo-dhej) nëntë. E vuri nëntë. E mori nga nëntë.*
NËNTËBALLËSH,~E *mb. spec.* Që e ka forcën nëntë ballë (për tërmetin, për erën etj.) *Dallgë nëntë-ballëshe. Tërmet nëntëballësh.*
NËNTËDHJETENËNTA,~T (të) . *vet. sh. bised.* Të gjitha punët e këqija, gjithfarë punësh të pander-shme e të këqija. *Ka bërë të nëntëdhjetenëntat* s'ka lënë gjë pa bërë.
NËNTËDHJETË *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me nëntë dhjeta, tetëdhjetë edhe dhjetë. *Nëntëdhjetë veta. Nëntëdhjetë ditë. Nëntë-dhjetë vjeç.*
2. *përd. num. rresht.* I nëntëdhjetë. *Dhoma (ka-bina) nëntëdhjetë. Në kilometrin nëntëdhjetë. Në vitin nëntëdhjetë. Vitet nëntëdhjetë* dhjetëvjetëshi i fundit i një shekulli.
NËNTËDHJETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit nëntëdhjetë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Ditën e nëntëdhjetë. Në minutën e nëntëdhjetë.*
2. *përd. em. f.* Një nga të nëntëdhjetë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e nëntëdhjeta. Pesë të nëntëdhjetat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.
4. *si em. f. vet. sh.* ~AT (të). Periudhë prej nëntëdhjetë vjetësh si moshë. *mbushi të nëntëdhjetat.*
NËNTËMBËDHJETË *num. them.* 1. Numri që vjen menjëherë pas tetëmbëdhjetës dhe që shënon një sasi të barabartë me tetëmbëdhjetë edhe një. *Nëntëmbëdhjetë burra (gra). Nëntëmbëdhjetë ditë (vjet). Nëntëmbëdhjetë kilometra.*
*2. përd. num. rresht.* I nëntëmbëdhjetë. *Ndërtesa (pallati) nëntëmbëdhjetë. Në kilometrin nëntëmbëdhjetë. Në faqen nëntëmbëdhjetë.*NËNTËMBËDHJETË (i,e) *num. rresht. 1.* Që i p erg jig jet numrit nëntëmbëdhjetë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a ren-ditje, në një klasifikirrt etj. *Radha e nëntëmbëdhjetë. Dita e nëntëmbëdhjetë. Në minutën e nëntëmbëdhjetë.*
2. *përd. em. f.* Një nga të nëntënlbëdhjetë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e nëntë-mbëdhjeta.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *Dolt i nëntëmbëdhjeti.*
NËNTËMUAJSH,~E *mb.* Që ka mbushur nëntë muaj, që ka një moshë prej nëntë rriuajsh. *Fëmijë nëntëmuajsh.*
NËNTËMUJOR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Periudhë kohe prej nëntë muajsh; tri të katërtat e vitit. *Plan i nëntëmujorit. Në fund të nëntëmujorit.*
NËNTËMUJOR,~E *mb.* Që vazhdon a zgjat nëntë muaj; që përfshin nëntë muaj. *Periudhë nëntë-mujore. Arritjet (rezultatet) nëntëmujore.*
NËNTËQIND *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me nëntë here njëqind. *Nëntëqind veia. Nëntëqind Vjet. Nëntëqind faqe.*
*2. përd. num. rresht.* I nëntëqindtë. *Dhoma (kabina) nëntëqind. Në faqen nëntëqind.*
NËNTËQINDTË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgji-gjet numrit nëntëqind në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një Klasifikim etj.
2. *përd. em. f.* Një nga të nëntëqiitd pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e nëntëqindta.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.
NËNTËRROKËSH,~E *mb.* 1. Që është i përbërë nga nëntë rrokje. *Varg nëntërrokësh.*
21 *si em.* ~, ~I *m.sh.* ~A, ~AT *let.* Varg që ka nëntë rrokje. *Nëntërrokëshat e një vjershe.*
NËNTËSH,~I *nt.* Lojë me nga nëntë gurë, që luhet nga dy veta mbi një fushë me një vizatim prej tre katrorësh të ndërprerë me vija. *Luajnë nëntësh.*
NËNTËSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grup i përbërë nga nëntë qenie ose sende. *Nëntëshja e pare.*
NËNTËSHËM (i), ~ME (e) *mb. spec.* Që është vendosur nën diçka. *Shtresë e nëntëshme. gjeol. Ve-zore e nëntëshme. bot.*
NËNTIP,~I *m. sh.* ~A, ~AT *spec.* Secila nga nënndarjet e një tipi. *Nëntipat e tokave. bujq. Nën-tipat e fjalëve të përbëra. gjuh.*
NfeNTITULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Titull i dyjtë, që vihet nën titullin kryesor të një shkrimi, të një libri etj. për ta shpjeguar a për ta plotësuar, ose që vihet në krye të nj'ë nënkapitulli a të një nën-ndarjeje të një shkrimi. *Nëntitulli i librit (i artikullit). Shërben si nëntitull. Ndahet në disa pjesë me nëntituj të veçantë.*
NËNTOGER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Grade oficeri e shkallës së pare, më e ulët se e togerit; ushtaraku që mban këtë grade (në ushtritë që kanë gradk).
NENTOKË,~A. Shtresat e dheut që gjenden në brendësi ose në thellësi të tokës. *Nëntokë e pasur me minerals. Pasuritë e nëntokës. Shfrytëzimi i nën-tokës. Punëtor i nëntokës. Ujërat e nëntokës.*
NËNTOKËSOR ~E *mb.* Që gjender nën sipërfaqen ose në brendësinë e tokës; që ndodh ose që bëhet në thellësi të tokës. *Pasuritë nëntokësore. Burimet nëntokësore. Ujëra nëntokësore. Punime (galeri, tu-nele) nëntokësore. min. Kërcelli nëntokësor. bot. Shpërthime nëntokësore. gjeol.*
NËNTOR,~I *m.* Muaji i njëmbëdhjetë i vitit, që vjen pas tetorit; vjeshtë e tretë, brymor. *Ditë nëntori. Festat e nëntorit. Shirat e nëntorit. Me 29 nëntor.*
NËNTRA,~U *m. sh.* ~RË, ~RËT *arkit.* Tra i dytë, që vihet nën një tra kryesor për ta bërë mëtë qëndrueshëm.
NËNTROPIKAL,~E *mb. gjeogr.* Që është i vendosur ose që gjendet afër tropikëve. *Zone nëntropikale. Brez nëntropikal. Pyll nëntropikal.*

NËNUJE,~T . *vet. sh.* Tokat nën ujë.
NËNUJËS,~E *mb.* 1. Që jeton nën sipërfaqen e ujit ose në thellësi të deteve, të liqeneve e të lumenjve. *Kafshë (bimë) nënujëse.*
2. Që vepron nën ujë. *Anije nënujëse.*
3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT *usht.* Detar i repar-teve të flotës ushtarake, i pajisur me mjete të posaçme për të qëndruar dhe për të vepruar nën ujë. *Kursi i nënujësve.*
NËNUJOR,~E *mb.* Që gjendet nën ujë, i nënuj-shëm. *Shkëmbinj nënujorë. Vullkan nënujor. Tërmet nënujor. Vajgursjellës nënujor.*
NËNUJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që gjendet nën sipërfaqen e ujit, që është në thellësi të deteve, të iiqeneve e të lumenjve; nënujor. *Rrymë e nënujsh-me. Bota e nënujshme. Shpellë e nënujshme. Shkëmbinj të nënujshëm. Kabllo të nënujshme.*
*2.* Që bëhet ose që ndodh nën ujë. *Fotografim i nënujshëm. Shpërthim i nënujshëm. Tërmet i nënujshëm.*
NËNVETE,~JA . *anat.* Pjesë e trupit nën le-genin, pjesa ndërmjet këmbëve dhe nën vithet (te njeriu dhe gjitarët).
NËNVETËDIJE,~A . *psikol.* Fusha e mendi-meve, e përfytyrimeve, e ndjenjave dhe e gjendjeve psikike jo të qarta, për të cilat njeriu nuk është pio-tësisht i vetëdijshëm, pjesa e turbullt e vetëdijes. *Caku i nënvetëdijes. Ruhet në nënvetëdije. Diku në nënvetëdije.*
NËNVETËDIJSHËM (i), ~ME (e) *mb. psikol.* Që ka lindur ose që zhvillohet në nënvetëdije, që nuk është plotësisht i qartë për vetëdijen e dikujt, i turbullt. *Dukuri e nënvetëdijshme.*
NËNVETULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesa nën
vetull.
NËNVIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NËNVIZOJ, NËNVIZOHET. *Nënvizimi i shembujve. Nënvizimi i disa çështjeve.*
*2.* Vizë që hiqet nën fjalën a rreshtin e diçkaje të shkruar. *Nënvizime të shumta. Nënvizime me laps (me penë, me stilograf). Libër (fletore) plot me nënvizime.*
NËNVIZOHET. *Pës. e* NËNVIZOJ. *Nënvizohet më të kuqe. Nënvizohet me force. Siç nënvixohet në shkresë (në vendim).*
NËNVIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Heq një vijënën një fjalë ose nën një rresht të sbkruar. *Nënvizoj me laps të kuq. Nënvizoj një fjalë (një fjali).*
2. *fig.* Vë në dukje diçka në mënyrë të veçantë; tërheq vëmendjen e dikujt mbi rëndësinë e diçkaje duke e sqaruar tnë mirë; theksoj. *Nënvizoj rëndësinë e diçkaje. Artikulli nënvizonte se...*
NËNVIZUAR (i,e) *mb.* Që ka një nënvizim, që është nënvizuar (për fjalët ose faqet e një shkrimi). *Fjalët (pjesët) e nënvizuar a.*
NËNVLEFTËSIM,~I *m. shih* NËNVLERËSIM,~I.
NËNVLEFTËSOHET *pës. shih* NËNVLERËSO-HET.
NËNVLEFTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* NËNVLERËSOJ.
NËNVLEFTËSUES,~E *mb. shih* NËNVLERË-
SUES,~E.
NËNVLERËSIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NËNVLERËSOJ, NËNVLERËSOHET.
*Nënvlerësimi i armikut (i kundërshtarit, i rrezikut). Nënvlerësimi i rolit të gruas.*
NËNVLERËSOHET. *Pës. e* NËNVLERËSOJ. *Nën-vlerësohet gjendja. Nuk duhet nënvlerësuar.*
NËNVLERËSOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. Vlerësoj dike a diçka me pak nga sa vlen në të vërtetë, nuk i jap rëndësinë që ka, nënçmoj; *kund.* mbivlerësoj. *Nënvlerësojnë kundërshtarin. Nënvlerësojnë rolin (rëndësinë) e diçkaje.*
NËNVLERËSUES,~E *mb.* Që vlerëson dike a diçka tnë pak sesa e ka vlerën a rëndësinë e vërtetë, nënçmues, mospërfillës. *Qëndrim nënvlerësues. Me-ndim nënvlerësues.*
NËPËR *parafj.* 1. Përdoret me një emër në rasën kallëzore për të treguar: 1. Vendin ku lëviz në drej-time të ndryshme dikush a diçka. *E kërkoi nëpër pyll. Shëtit nëpër rrugë (nëpër oborr). Sillet nëpër shtëpi (nëpër qytet, nëpër botë). Ecte nëpër sallë.*
2. Vendet e ndryshme të të njëjtit lloj ku gjendet ose ndodhet diçka; ndër, në (emri është në numrin shumës). *Nëpër fabrika, uzina e kombinate. Nëpër male e nëpër fusha. Nëpër kopshte. Nëpër mure. Nëpër faqet e gazetës. Ishuj të shpërndarë nëpër dete e oqeane. Nëpër vende!* urdhër për të shRuar secili në vendin e vet.
3. Sendin, mjetin ose mjedisin përmes të cilit kalon, përshkohet diçka ose përmes të cilit bëhet diçka. *Nëpër vrimë të gjilpërës. Nëpër ajër. Nëpër tunel (nëpër gypat e ujit). Nëpër trup. Përcjellësi nëpër të cilin kalon rryma. Kaloj nëpër gishta. Me iku nëpër këmbë (nëpër duar).*
4. Një dukuri në mes të së cilës ndodh a bëhet diçka; në mes të, gjatë. *Nëpër diell (nëpër vapë, nëpër të ftohtë). Nëpër dëborë (nëpër shi). Nëpër terrin e nates.*
5. Përdoret me një emër në rasën kallëzore në disa togfjalësha me vlerë ndajfoljore dhe në disa njësi frazeologjike. *Nëpër tym* në mënyrë të errët, të pa-qartë. *Nëpër ahëmbë* duke pëshpëritur, pa i shqiptuar fjalët mirë dhe qartë. *Nëpër ëndërr* në ëndërr e sipër. *E men nëpër gojë* flet keq për dike. *E men nëpër këmbë* sillet keq me dike, e poshtëron, e përul.
• I ble nëpër të e kaloj diçka pa e shqyrtuar mirë ose pa e punuar mirë.
NËPËRDUKET *vetv.,* ~(u), ~UR. 1. Duket përtej diçkaje, dallohet pas diçkaje të tejdukshme.
2. Duket aty-këtu, shfaqet vende-vende ose here pas here. *Prirje që nëpërdukej që te Vjershat e para. Personazh që nëpërduket dhe zhduket në rontan.*
NËPËRDUKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që lejon të shihet a të dallohet diçka nëpër të; i tejdukshëm. *Letër e nëpërdukshme. Trupa të nëpërdukshëm.*
NËPËRKËMB *kal,* ~A, ~UR. Marr nëpër këmbë, sillem keq e me mospërfillje me dike, duke i shkelur të drejtat a interesat; trajtoj keq e me mospërfillje dike a diçka. *I nëpërkëmbte më të vegjlit. I nëpërkëmbnin të drejtat e popullit.*
NËPËRKËMBEM. *Pës. e* NËPËRKËMB.
NËPËRKËMBJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NËPËRKËMB, NËPËRKËMBEM. *Nëpërkëmbja e të drejtave. Nëpërkëmbjet dhe poshtërimet.*
NËPËRKËMBUR (i,e) *mb.* Që është marrë nëpër këmbë, që trajtohet keq; që i shkelen të drejtat a interesat dhe që nuk përfillet. *Njeri i nëpërkëmbur. Grate ishin të nëpërkëmbura në të kaluarën.*
NËPËRMES. I. *ndajf.* Nga njëra anë tek tjetra e një vendi; tej përtej. *kaloi nëpër mes.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrje-dhore, që tregon vendin, sendin ose mjedisin në mes të të cilit kalon

dikush a diçka. *NëpërmeS njerëzve (turmës). Nëpërmes fushës (pyllit). Nëpërmes gjelhe-ve. Nëpërmes lumit. Nëpërmes baltës (dëborës).*

NËPËRMJET *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore, që tregon mjetin me anën a me ndërmjetësinë e të cilit bëhet ose arrihet diçka; me anë të. *Nëpërmjet luftës (përpjekjeve, sakrificave). Nëpërmjet kritikës (aulokritikës, shembuttit personal). Nëpërmjet jush përshëndetim rininë. Kalitja nëpërmjet punës. Marrja e pushtetit nëpërmjet revolucionit.*

NËPUNËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. Ai që bën punë administrative dhe drejtuese në një ndërmarrje, insti-tucion, organizatë shoqërore etj., pa marrë pjesë drejt-përdrejt në procesin e prodhimit me punë fizike. *Në-punës i ulët (i lartë). Nëpunës i pushtetit popullor. Nëpunësit e ndërmarrjes. Nëpunësi i gjendjes civile. Gjendja shoqërore: nëpunës. Nëpunësi është shërbëtor i popullit.*

NËPUNËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem.* e NËPUNËS, ~I. *Nëpunëse e re (e vjetër). Nëpunëse poste.*

NËPUNËSI, ~A . *sh.* ~, ~TË. Puna që bën nëpunësi; të qenët nëpunës; vend pune në një zyrë, në një administrate. *Nëpunësi shtetërore. Kërkon ndo-një nëpunësi.*

NËSE. I. *lidh.* Përdoret në fillim të një fjalie të varur kushtore, me foljen në mënyrën dëftore; në qoftë se, në rast se. *Me njoftoni nëse vjen (nuk vjen). Nëse mungon shumica, nuk bëhet mbledhja. Nëse nuk e kuptoni, pyesni.* II. *pj.* Përdoret në krye të një fjalie pyetëse të zhdrejtë, nganjëherë në bashkëvajtje me lidhëzën veçuese “apo”, për të theksuar kundërvënien e dy ve-primeve që përjashtojnë njëri-tjetrin ose për të shpre-hur dyshimin për diçka; a. *S'është ende e qartë nëse ka jetë në Mars. E pyetën nëse do të vinte apo jo.*

NGA. I. *ndajf.* Përdoret për të pyetur: l.Për vendinprej ku vjen dikush a diçka, ku është ose nëpër të cilin kalon dikusb a diçka; prej ku. *Nga erdhën? Nga u nisët? Nga kaluat? Nga dolët (hytë) ? Nuk e di së nga.*

12. për vendin ku drejtohet dikush a diçka; ku. *Nga veni kështu? Nga ia mbajtën? Nga shkuan? Nga do të kalosh?*

3. për prejardhjen e dikujt a të diçkaje. *Nga jeni? Nga ju kemi?*

4. për burimin a shkakun e diçkaje. *Nga t'i besoj? Nga ta di? Nga duket nëna nënë?*

5. Përdoret në fillim të një fjalie mohuese që shpreh pphim, me kuptimet “ngado, nga çdo vend, prej çdp ane”. *Nga nuk kishin ardhur! E nga s'kanë dërguar urime!*

II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën emërore, pë;r të treguar: 1. Vendin prej të cilit nis lëvizjen dikush a diçka ose prej ku vjen dikush a diçka; burimin prëj ku del diçka; prej. *Vjen nga qyteti (nga fshati, nga malësia). Erdhën nga Durrësi. Vinin nga deti. Zbritën nga malet. Buron nga liqeni (nga mali). Del nga toka.*

*2.* Vendin drejt të cilit lëviz dikush a diçka, te. *Shkuan nga lumi. Erdhën nga ne. U drejtuan nga tri-buna. Nga e majta (nga e djathta).*

3. Vendin nëpër të cilin kalon ose përshkohet diçka; nëpër. *Hyri nga dera. Fluturoi nga dritarja. I ranë nga kopshti. Marr ilaçe nga goja.*

*4.* Vendin ku gjendet dikush a diçka; në, te; vendin ku ndodhet njeriu a sendi veprues. *Isha nga vëllai. Sijeni nga shtëpia? Kalonte ditën nga vreshtat. E pashë nga ballkoni.*

5. Pikën a vendin mbi të cilin drejtohet një ve-prim. *Vështroi nga deti (nga rruga). Hodhi sytë nga shtëpia. Vëzhgonte nga ajo anë (nga ai krah). Anon nga ne.*

*6.* Vendin ose drejtimin prej ku vepron diçka mbi folësin a mbi një send. *E rrethuan nga krahët. E goditi nga veriu.*

*j.* Vendin ose sendin prej të cilit përcaktohet një largësi; së bashku me një emër tjetër me parafjalën “në” tregon largësinë që matet midis tyre; së bashku me | një emër tjetër me parafjalën “në” tregon vendin, brenda caqeve të të cilit lëviz dikush a diçka. *Dhjetë hapa nga bregu. Njëqind rnetra nga shkolla. Largësia nga Shkodra në Tiranë. Udhëtimi nga Vlora në Lushnjë.*

81 Sendin a vendin, prej sipërfaqes ose brendësisë së të cilit msn-et, largohet a hiqet diçka. *E mori nga tryeza. E nxori nga xhepi. E hoqi nga koka (nga su-pet). E largoi nga rruga. Zbriti nga kali (nga makina).*

91 Tërësinë, prej ku është hequr, ndarë, shkëputur ose është marrë një pjesë a njësi. *Pjesë nga fjalimi. Vargje nga poema. Disa nga veprat. Dhjetë ushtarë nga kompania. Secili nga nxënësit.*

10. Njeriun a sendin, të cilit i hiqet, i kërkohet a i merret diçka; prej. *Heq degët (gjethet) nga pema. Mbledh fletoret nga nxënësit. E kërkon nga ne. Kër-koi ndihma nga miqtë. E largoi nga familja. U nda nga prindërit.*

11. Vendin e banimit, punën, veprimtarinë, ma-rrëdhëniet etj., prej të cilave largohet dikush a diçka; prej. *Vjen nga puna (nga aksioni). U kthye (u lirua) nga ushtria. Ra nga pozita.*

12. Burimin prej nga nis diçka ose zë fill një men-
dim, një ndjenjë etj. *Me doli nga mendja. Falënderoj nga zemra.*

13. Gjendjen, dukurinë a drejtimin, prej ku lar-gohemi, shkëputemi a shmangemi. *Shpëtoi nga rreziku. U zgjua nga gjumi. Hoqi dorë nga padrejtësitë. Nuk heq dorë nga lufta. Dal (nxjerr) nga prapambetja. Nuk shmangem nga rruga e drejtë. Nuk shkëputemi nga jeta.*

14. Prejardhjen ose zanafillën e dikujt a të diçkaje; mjedisin, grupin a kategorinë ku bën pjesë dikush a diçka; prej. *Nga fshati Drithas. Nga familje punë-tore. Nga shtresë e varfër (e ulët, e mesme). Me burim nga ilirishtja.*

15. Lëndën a diçka që hiqet, largohet, pastrohet etj. *Pastroj nga plehrat (nga njollat). E griu nga pa-rat ë, E zhveshi nga të drejtat.*

16. Vendin ku kapet a zihet diçka; per. *Zë nga krahu (nga mënga). Kap nga freri. I zë nga bishti.*

17. Kohën e përafërt, gjatë së cilës kryhet a bëhet diçka; kohën që merret si pikënisje. *Nga vera (vjeshta, dimri). Nga fillimi i muajit. Ngafundi i korrikut. Aty nga mesnata. Ka kaluar një çerek ore nga dhjeta.*

18. Veprimin ose punën që nis. *Filloi nga puna. Filluan nga të vjelat. Nisi nga përgatitjet. Nisi (zuri) nga avazi.*

19. Shkakun e diçkaje a vepruesin. *Nga dëshira (frika, zemërimi). Nga lodhja. Nga e keqja (halli). 1 zgjedhur nga populli. U rrëzua nga era. U dogj nga vapa. Gumëzhinte nga njerëzit. V dënuan nga gjyqi i popullit.*

20. Diçka prej ku nisemi a ku mbështetemi për të vepruar. *Nga parime të drejta. Nga baza të drejta. Nga prizmi politik. Nga pozitat e forces.*

21. Tiparin a anën që marrim si mbështetje për të përcaktuar a vlerësuar dike a diçka. *vogël (i madh, i zhvilluar) nga trupi. I paktë nga shëndeti. I ri nga mosha.*

*I dyti nga madhësitë. E njoha nga rrobat. Nga ana morale. Nga pikëpamja strategjike.*
22. Sendin ose njeriun më të cilin krahasohet diçka a dikush; se. *Me i miri nga të tjerët. Me shumë nga sasia e parashikuar.*
23. Sendin a njeriun sipas të cilit veprohet ose bëhet diçka. *Marrin shembull nga me sue si.*
24. Njeriun më të cilin përcaktohet një lidhje afrie a gjaku. *Kushëri nga babai. Nip nga motra.*
25. Sasinë që i jepet secilit pjesëtar të një grupi; me një numëror të përsëritur tregon grupet e barabarta në të cilat ndahet një grumbull ose rendin e lëvizjes së këtyre grupeve njëri pas tjetrit. *U dha nga pesë libra. U bie nga dyqind lekë. U ndanë nga një pale rroba. Ecnin dy nga dy. Hynë tre nga tre. I mori një nga një.*
26. Përdoret në bashkëlidhje me parafjalët "në", "më" në ndërtime që tregojnë një periudhë kohe me caqet e fillimit e të mbarimit. *Nga marEi deri në korrik. Nga shtatori në nëntor. Nga mëngjesi në drekë. Nga ora tetë deri në orën dhjetë. Nga data* 20 *deri me* 22.
27. Përdoret për të shënuar pikënisjen (në bashkëlidhje me parafjalën "në") në togje që kanë një gjym-tyrë të përsëritur a përemrat "njëri... tjetri" dhe që tregojnë një shtrirje a një lëvizje të pandërprerë në hapësirë dhe në kohë ose një përsëritje të veprimit a të gjendjes. *Nga mali në mat. Nga dera (dritarja) në derë (dritare). Nga dhoma në dhomë. Shtohet pro-dhimi nga viti në vit. Nga koha në kohë. Nga njërl skaj në tjetrin. Nga njëra javë në tjetrën.*28. Përdoret në disa togje me ndajfolje, që tre-gojnë vend, marredhënie në hapësirë ose sasi. *Nga larg (afër). Nga poshtë (lart). Nga jashtë (brenda). Nga lart poshtë. Nga poshtë lart. Nga pak (shumë).*
lit. *lidh.* 1. Përdoret për të lidhur një fjali të varur vendore. *Do të vete nga të me thuash ti. Shkon nga të fryjë era.*
2. Përdoret për të lidhur një fjali të varur për-caktore, për të treguar vendin e veprimit që shprehet në këtë fjali. *U ulën në një breg, nga dukej fshati. I mbyllën të gjit ha shtigjet, nga mund të hynte armiku. Shtëpia nga doli, ndodhej në rrugën kryesore.*
3. Përdoret në krye të një pyetjeje të zhdrejtë. *Nuk e di nga vajti. Nuk e pashë nga erdhi.*
4. Përdoret me një folje të përsëritur për të treguar një lëvizje në drejtim të papërcaktuar. *Shkonte nga shkonte dhe kthehej prapë.*
NGACMlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve NGACMOJ, NGACMOHEM. *Ngacmimi me fjalë (me dorë). Gjendje ngacmimi. Ngacmimi i fijeve nervore.*
2. *ftziol.* Tërësia e ndryshimeve që ngjasin në një ind të gjallë, kur mbi të vepron diçka nga bota e jasht-me dhe që sjell një përgjigje ndaj saj; ndijimi që pro-vojmë nga një ngacmues. *Ngacmime të jashtme (të brendshme). Kam një ngacmim në zemër.*
3. *elektr., tek.* Krijimi i një fushe magnetike të nevojshme për të vënë në veprim një motor elektrik. *Ngacmim i pavarur. Ngacmim në seri. Ngacmimi i motorit elektrik.*
4. *fig.* Diçka që na shqetëson.
NGACMIMTAR,~E *mb.* 1. Që ngacmon të tjerët me fjalë ose me vepra, që u hedh çik të tjerëve, që i shpon të tjerët. *Ishte kokëfortë e ngacmimtar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
NGACMOHEM *vetv.* 1. *zakon. sh.* Cytim a shpojmë njëri-tjetrin me fjalë ose me diçka, trazojmë njëri-tjetrin.
2. *Pës. e* NGACMOJ. *Ngacmohet nga drita.*
NGACMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Prek me dorë a me një mjet dike a diçka për ta kruar, për t'i hequr diçka, për ta ndezur etj.; trazoj. *Ngacmoi plagën me thua. Ngacmoj zjarrin me mashë.*
2. *fiziol.* Veproj mbi indin e një organizmi të gjallë dhe e bëj të pësojë ndryshime e të përgjigjet; e bëj të ndiejë dhembje ose të ketë një ndijim zakonisht të papëlqyeshëm. *ngacmon lëkurën (nervin). Drita i ngacmonte sytë. Të ngacmon hundën.*
3. Bëj që të veprojë me me gjallëri e me fbrcë, gjallëroj një ndjenjë etj.; ngjall. *ngacmon fanta-zinë (kureshtjen). I ngacmon nervat. I ngacmon oreksin.*
4. *fig.* Nxit, shtyj dike që të veprojë kundër a në dëm të dikujt, nxit, cyt, shpoj, nguc. *E ngacmuan kundër tij.*
5. Shqetësoj dike duke e prekur me dorë, duke i thënë fjalë që e mërzitin ose duke e tallur; trazoj; e cyt dike për ta zemëruar, thumboj, ngas. *Ngacmon shokun e bankës. Ngacmon me fjalë.*
6. *vet. veta HI bised. shih* NGAS 1,4. *E ngacmon kolla (lemza). E ngacmojnë ethet. E ngacmon një plage e vjetër. E ngacmon ajo e tokës* i bie, e kap here pas here sëmundja e tokës.
7. *elektr.* Dërgoj rrymë elektrike në elektromagnetët
e një motori, krijoj fushën magnetike të nevojshme për të vënë në lëvizje një motor.
• Ngacmon (shtyn, trazon) urët *shih tek* URË,~A 11.
NGACMUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ngacmon dike a diçka, ngacmimtar. *Ngacmues i mërzit-shëm.*
*2. fiziol.* Send, lëndë a dukuri që vepron mbi indet e një organizmi ose mbi shqisat dhe që e bën atë të kundërveprojë në një mënyrë të caktuar. *Ngacmues i brendshëm (i jashtëm). Ngacmues i kushtëzuar (i pakushtëzuar). Ngacmues kimik (fizik, mekanik). Vepron si ngacmues.*
3. Lëndë që nxit organet dhe që i bën të veprojnë me me gjallëri. *Ngacmues i sistemit nervor. Kafeja është një ngacmues.*
4. *elektr.* Gjenerator i vogël me rrymë elektrike, që shërben për të vënë në lëvizje një motor të madh elektrik. *Ngacmues kryesor.*
NGACMCES,~E *mb.* 1. Që vepron mbi indet ose shqisat dhe e bën organizmin të kundërveprojë; që e rrit veprimtarinë nervore të organizmit. *Lëndë ngacmuese. Veprim ngacmues.*
*2.* Që ndez me gjallëri një ndjenjë. *Bukuri ngacmuese. Muzikë ngacmuese.*
3. Që shkalcton shqetësime ose një ndjenjë të pa-pëlqyeshme, shqetësues. *Të qeshur ngacmues. Fjalë ngacmuese.*
NGACMUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka aftë-sinë të ngacmohet; që ngacmohet me lehtësi.
NGACMUESHMËRI,~A . 1. Aftësia për të ka-luar në gjendje ngacmimi; ndjeshmëri e tepruar ndaj vepruesve të jashtëm. *Ngacmueshmëri e tepruar (e sëmurë).*
2. *fiziol.* Aftësia që kanë indet e organizmave të gjallë për t'iu përgjigjur veprimeve të jashtme me kundërveprime të caktuara. *Ngacmueshmëria e trurit (e organeve të shqisave).*
NGADALË *ndajf.* 1. Në mënyrë të ngadalshme, me shpejtësi të vogël, pa u nxituar; *kund.* shpejt. *Ecën*

*ngadalë. Punon ngadalë. E bënë rrugën ngadalë. E kanë marrë punën ngadalë.*
2. Me zë të ulët; pa u ndier; pa bërë zhurmë. *Flet ngadalë. V afrua ngadalë.*
3. *përd. pasth.* Përdoret për t'i prerë hovin ose për t'i tërhequr vëmendjen dikujt që ecën, që bën një punë a që flet. *Me ngadalë, ju lutem!*
NGADALËSl,~A . Mungesë shpçjtësie, plogështi në punë a në veprime; vetia e atij që është i ngadal-shëm; të qenët i ngadalshëm; *kund.* shpejtësi. *Nga-dalësi e tepruar. Ngadalësi në punë. Ecin (veprojnë] me ngadalësi.*
NGADALËSlM,~I ra. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGADALËSOJ, NGADALËSOHET. *Nga-dalësimi i punimeve. Ngadalësimi i ecjes (i shpejtësisë).*
NGADALËSOHET *vetv.* 1. Bëhet më e ngadalshme diçka; zhvillohet a ecën me ngadalë; *kund.* shpejto-het. *Ngadalësohen proceset fiziologjike. Është ngada-lësuar ritmi.*
*2. Pës. e* NGADALËSOJ.
NGADALËSOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Bëj
me të ngadalshëm, i zvogëloj shpejtësinë; *kund.* shpej-toj. *Ngadalësoi vrapin (ecjen). Ngadalësoi hapat. Ngadalësoi shpejtësinë.*
2. Bëj që të ecë me ngadalësi një punë. *Ngadalësoi ndërtimin.*
NGADALËSUAR (i,e) *mb.* Që ecën a që bëhet me ngadalë se zakonisht, që i është zvogëluar shpejtësia; *kund.* i shpejtuar. *Lëvizje e ngadalësuar. Frymëmarrje e ngadalësuar.*
NGADALËSUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* 1. Ve-gël që shërben për të zvogëluar shpejtësinë e diçkaje.
2. Lëndë që përdoret për të zvogëluar shpejtësinë e zhvillimit të një procesi. *Ngadalësues i neutroneve.*
NGADALËSUES,~E *mb.* Që e bën diçka më të ngadalshme; që zvogëlon shpejtësinë e zhvillimit; *kund.* shpejtues. *Veprim (ndikim) ngadalësues. Lëndë ngadalësuese. Kushte ngadalësuese.*
NGADALSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që ecën, që punon a vepron ngadalë, që i mungon shpejtësia e shkathtësia në lëvizje, në punë a në të folur; i plogët; *kund.* I shpejtë. *Njeri (burrë, fëmijë) i ngadalshëm.*
2. Që bëhet ngadalë, që kryhet me shpejtësi të vogël; *kund.* i shpejtë. *Hapa të ngadalshëm. Lojë e ngadalshme. Veprime (lëvizje) të ngadalshme. Me ritme të ngadalshme.*
3. Që bëhet pak nga pak dhe që do kohë për t'u kryer deri në fund; *kund.* i menjëhershëm. *Përmirësim i ngadalshëm. Dobësim i ngadalshëm, Djegie e ngadalshme. Vdekje e ngadalshme. Bombë me veprim të ngadalshëm.*
NGADALSHMËRI,~A . *shih* NGADALËSI,~A.
NGADALTË (i,e) *mb,* I ngadalshëm. *Hapa ië ngadaltë. Zhvillim i ngadaltë. Fjalën e ka të ngadaltë.*
NGADITË *ndajf.* Çdo ditë, përditë. *Ngaditë e me shpesh. Të kalitur ngaditë e me fort. Ndihet (shtohet, rritet) ngaditë e me shumë.*
NGADO. I. *ndajf.* Nga çdo vend, nga çdo anë, gjith-andej, kudo. *Ngado jehonte kënga. Pushka kërciste ngado. Ngado bëhej luftë.*
II. *lidh.* Përdoret së bashku me përemrin lidhor “që” për të lidhur një fjali të varur vendore; në çdo vend ku, nga çdo anë që, kudo që. *Ngado që shkojnë, shohin përparime të mëdha. Ngado që kaluan, i pritën me gëzim.*
NGADHËNJEJ *jokal,* ~EVA, ~YER *lart.* I.Thy-ej çdo qëndresë dhe dal fitimtar mbi dike a mbi diçka; arrij një fitore të plotë mbi dike a mbi diçka. *Ngadhënjyën mbi armikun.*
2. *kal.* E vë dike a diçka nën pushtetin tim, mposht; pushtoj.
NGADHËNJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *lart* 1. Ve-primi sipas kuptimeve të foljes NGADHËNJEJ. *Ngadhënjimi mbi armikun. Ngadhënjimi mbi forcat e natyrës (mbi vdekjen).*
2. Fitore e madhe dhe e plotë. *Ngadhënjimi irevo-lucionit popullor. Ecën me ngadhënjim.*
NGADHËNJIMISHT *ndajf. lart.* Me fitore të plotë; në mënyrë ngadhënjimtare. *Marshon ngadhënji-misht. Hyri ngadhënjimisht.*
NGADHËNJIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *lart.* Ai që ka arritur fitore të plotë në një luftë; ai që ka dale fitimtar pas përpjekjesh të mëdha për të
arritur diçka, ngadhënjyes, fitimtar. *U kthyen nga-dhënjimtarët nga lufta.* 2. Pushtues i një vendi.
NGADHËNJIMTAR,~E *mb. lart. X.* Që ka arritur fitore të plotë; që del gjithmonë fitimtar, i pathyeshëm; që kryhet me sukses të plotë e të gjithanshëm, që can përpara me fitore, i pandalshëm. *Betejë (luftë) ngadhënjimtare. Flamur ngadhënjimtar. Mar shim ngadhë-njimtar. Ndërtimi ngadhënjimtar i socializmit. Idetë (mësimet) ngadhënjimtare të marksizëm-leninizmit.*
2. Që shpreh fitoren e plotë, krenar. *Me pamje ngadhënjimtare.*
NGADHËNJYES,~I *m. sh.* ~<, ~IT *lart. shih* NGADHËNJIMTAR,~I. *Ngadhënjyes mbi sulltanët.*
NGADHËNJYES,~E *mb. lart. shih* NGADHËNJIMTAR,~E. *Populli ngadhënjyes. Socializmi ngadhënjyes. Marshimi ngadhënjyes i revolucionit. Në mënyrë ngadhënjyese.*
NGAHERË *ndajf.* Gjithmonë, përherë, gjithnjë; *kund.* kurrë, asnjëherë. *E kemi thënë ngaherë. Vjen ngaherë. Punon si ngaherë. Dështuan armiqtë si ngaherë.*
NGAHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ndodh a që bëhet në çdo kohë, që vazhdon pa ndërprerje, i përhershëm. *Rreziqe të ngahershme. Frikë e ngaher-shme.*
2. *vjet.* Që ka ndodhur në të kaluarën, që i përket së kaluarës, i dikurshëm. *Punë të ngahershme. Kuj-time të ngahershme.*
NGAJË,~A . Shkak, arsye. *Ngajë e rreme. Ngaja e sëmundjes. Bëhet ngajë. E gjeti ngajën. Zemërohet pa ngajë.*
NGALAKAQ,~E *mb. keq.* Që është i ngadalshëm në lëvizje; që ecën dhe lëviz me përtesë, i plogët, i ngathët; *kund. i* shkathët. *Fëmijë ngalakaq.*
NGALEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Me zihen këmbët e nuk eci dot, mezi eci, mezi lëviz.
2. *fig.* Jam i penguar nga punët e mezi veproj, vo-nohem, m be tern prapa.
NGALËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Këmbëza e push-kës, çarku.
NGALËT (i,e) *mb.* Që mezi ecën, që i ka këmbët si të mpira, i ngadalshëm, i plogët.
NGALËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Pengesë; ngatërresë. *Ka një ngalëz. I ka date një ngalëz.*
•*k* Me ngalëz me frikë në gjak; që e ka mizën nën kësulë.

NGALKOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR *krahin. shih* NGARKOHEM4. *U ngalkuan pelat.*
NGALOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. *shih* NGA-LEM. *U ngalos nga këmbët.*
2. *vet. veto HI.* Çalon kur i bie zbekthi (për dhitë). *U ngalos dhia.*
3. *vet. veta HI.* Mbarset, mbetet me barrë. *U nga-losën dhitë.*
NGALOSË,~A . *veter.* Sëmundje që u bie dhenve e dhive dhe që u prek kyçet e këmbëve, sytë dhe gjinjtë; zbekthi, hikrraqi. *zuri ngalosa dhitë. Bar ngalose.*
NGALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Bisku i njomëqë nxjerr në fillim bima. *Nxjerr (qet) ngallë.*
2. Bishti i qepës që nxjerr fare, mashkulli i qepës, rabush. *Qepë me ngallë.*
3. Xhufka në majë të bimës së misrit.
NGALLICË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* NGALLË,
~A.
2. *fig.* Grua që fut spica, grua që fut në sherr të tjerët, pishëvënë.
NGALLIT (NGALLIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shpoj dike me një Icashtë a thupër me majë.
2. *fig.* Ther me fjalë dike, ngacmoj, gërgas. *Iu tek ta ngalliste. Mos e ngallit!*
3. *vet. veta III jokal.* Nxjerr ngallë, ngallon. *Kane ngallitur qepët. Ngallili lulja.*
4. *jokal. fig.* Fillon të zhvillohet a të rritet diçka; ngrihet a ndërtohet diçka në një vend ku më parë s'kishte asgjë. *Po i ngallitin dhëmbët foshnjës. Ka ngallitur një qytet i ri.*
NGALLITËS,~l *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ngacmon të tjerët, ngacmues, gërgas.
NGALLtTJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljes NGALLIT.
NGALLMIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljes NGALLMOJ. *Ngallmimi i tryezave.*
NGALLMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Mbërthej bashkë pjesë prej druri duke futur njërën tek tjetra, puthit; mbërthej diçka me gozhdë; *kund.* shkallmoj. *Ngallmoj parmendën (tryezën). Ngallmoj dy dërrasa. Ngallmoj trarët. Ngallmoj një arkë. Ngallmoj një dë-rrasë në mur.*
2. *fig.* Shtyj dike që të bëjë diçka, nxit; ngacmoj, nguc. *E ngallmoi një i lig. Mos e ngallmo!*
3. *fig.* Bëhem shkak që të ndodhë diçka, sjell, shkaktoj. *Ngallmon dëme të mëdha.*
NGALLON;oca., ~OI, ~UAR. 1. Lëshon ngallë. *Ngalluan qepët. Ngalluan Met. Ngalloi sallata.* 2. Zë kalli gruri. *Ka ngalluar gruri.*
′ NGALLUAR (i,e) *mb.* Që ka lëshuar ngallë, që nuk është i ri dbe i njomë. *Qepë të ngalluara. Sallatë e ngalluar.*
NGANDONJËHERË *ndajf.* Në ndonjë rast, më të rrallë, nganjëberë. *Vjen ngandonjëherë. Ngando-njëherë s'di ç'bën. Ngandonjëherë të lind pyetja...*
NGANJËHËRË *ndajf.* Në ndonjë rast, jo gjithmo-në, ngandonjëherë; here pas here. *Nganjëherë gjatë punës. Nganjëherë vihet re se... E takon nganjëherë.*
NGARAZ *ndajf.* Duke e hedhur farën e misrit me një parmendë të dytë menjëherë pas parmendës së parë që lëron token. *E mbjell misrin ngaraz.*
NGAQlI *lidh.* Përdoret për të lidhur një fjali të varur shkakore; mbasi, meqë. *Nuk u nis, ngaqë ishte i sëmurë. U ftoh moti, ngaqë ra dëborë maleve. Nuk e pashë, ngaqë ishte larg. Nuk doli ta priste, ngaqë nuk e lajmëroi.*
NGARDH'E,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Nga-tërresë që pengon të bëhet një punë, yçkël. *Kjo punë është me ngardhe.*
2. Diçka që e turpëron a e nxin njeriun, njollë. *1 vuri vetes një ngardhe. I qiti një ngardhe.*
NGAREND *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Eci me vrap drejt një vendi; rend, vrapoj. *Ngarendte për në shtëpi. Ngarendnin nga çdo one. Ngarendi ta kapte.*
*1. fig.* Jepem shumë pas diçkaje, përpiqem ta arrij me çdo kusht, bredh, rend. *Nuk ngarend pas fitimit.*
NGARENDAS *ndajf.* Me vrap. *Erdhi ngarendas.*
NGARENDJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljes NGAREND. *Ngarendje pas shifrave e tre-guesve. Doli me ngarendje.*
NGARKACE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dru me një bigë në majë, që përdoret për të ngarkuar barren në samar; furkaçe, bigaçe. *vë ngarkaçen barrës.*
NGARKESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Sendet që mban ose që i vihen sipër një njeriu, një kafshe a një mjeti transporti për t'i çuar diku; mall që çohet nga një vend në tjetrin; barrë. *Ngarkesë e rëndë (e lehtë). Ngarkesë e plotë. Ngarkesa e makinës. U-dhëtim me ngarkesë (pa ngarkesë). Me ngarkesë në shpinë. Kale (kafshë) ngarkesë. Anije (vagon) ngarkesë.*
2. Sasia e punës që bën a që duhet të përballojë dikush. *Ngarkesë fizike (mendore). Ngarkesë mësimore. Ngarkesë e plotë (e tepërt). Ngarkesa sportive. Ngarkesa ditore (javore, mujore, vjetore)* sasia e orëve të mësimit që jep një mësues në një ditë (javë, muaj, vit). *Është nën (mbi) ngarkesë.*
3. Sasia e punës që përballon një maktneri, një.motor, një pajisje etj. *Ngarkesa e turbines (e centralit elektrik). Ngarkesa e motorit. Ngarkesa e furrës* sasia e materialit që hidhet në furrën e shkrirjes. *Punon me ngarkesë (pa ngarkesë) motori. Punon nën ngarkesë (mbi ngarkesë).*
4. *elektr.* Sasia e elektricitetit që grumbullohet në një trup, në një kondensator etj. *Ngarkesë elektrike. Ngarkesë pozitive (negative). Ngarkesa elektrike të lira. Ngarkesa e kondensator it.*
5. *fiz.* Force e jashtme që vepron mbi një trup, duke ushtruar një shtypje a peshë mbi të. *Ngarkesë staiike (dinamike, elastike). Ngarkesë kritike. Ngarkesë e lëvizshme.*
6. Sasi lënde plasëse, që futet në një predhë. *Ngarkesë plasëse.*
7. *fig.* Tipar plotësues me force të veçantë, të cilin e bart diçka. *Ngarkesë ideore (emocionale). Fjalë (shprehje) me ngarkesë stilistike.*
NGARKlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Barrë e vogël (aq sa mban në shpinë a në krahë një njeri). *Një ngarkicë drush.*
NGARKIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGARKOJ, NGARKOHEM. *Ngarkimi i anijes. Ngarkimi i grave me përgjegjësi. Ngarkimi me një detyrë. Ngarkimi i baterive. elektr.*
2. Detyrimi për t'i siguruar jetesën dikujt me ushqim, veshmbathje, strehim etj. *Ka familjen (prin-dërit) në ngarkim. Ka në ngarkim tre veta.*
3. Detyrimi për të ruajtur diçka a për t'u kujde-suar për diçka, përgjegjësia për diçka. *Mallra në ngarkim. Ka në ngarkim një automjet (makinë, vegël). Marr mallin në ngarkim. la bëj në ngarkim personal* detyroj dike të paguajë vlerën e një malli që është dëmtuar, është prishur etj. nga pakujdesia e tij.

NGARKIM-SHKARKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ngarkimi dhe shkarkimi i mallrave në mjetet etransports. *Ngarkim-shkarkimi i automjetit. Punëtor i ngarkim-shkarkimit. Brigade e ngarkim-shkarkimit. Shpenzimet e ngarkim-shkarkimit.*

NGARKOHEM *vetv.* 1. Marr një barrë në kurriz për ta shpënë diku. *U ngarkua rëndë. Ngarkoheshin me dru.*

*2. vet. veta III.* Mbushet një gjë plot e përplot me diçka. *Ngarkohen pemët me kokrra. U ngarkuan degët me bore. Tryeza ishte ngarkuar më të gjitha të mirat. Jane ngarkuar retë me ëlektricitet.*

3. *vet. veta III bised.* Mbetet me barrë, mbetet shtatzënë (për grate); mbarset. *Është ngarkuar dhe do të lindë së shpejti.*

*4. Pës. e* NGARKOJ. *Detyrat që na ngarkohen. U | ngarkua të fliste (të shkniante).*

l^GARKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Vë një barrë mbi një njeri, mbi një kafshë a mjet për ta çuar nga një vend në një tjetër; hedh mbi kurriz diçka për ta bartur; *kund.* shkarkoj. *Ngarkoj kalin (mushkën, gomarin). Ngarkoj kamionin (karrocën, qerren). Ngarkoj rëndë (lehtë). Ngarkoj me mall. Ngarkoj me dru (me trarë, me thasë). Ngarkoj thesin (bucelën, drutë) në kurriz.*

*2. fig.* I vë si detyrë dikujt për të kryer një punë; caktoj dike për të bërë diçka. *ngarkoi një punë (një detyrë). E ngarkuan me punë shoqërore. E ngarkoi për të formuar qeverinë.*

3. *fig.* I jap punë në një sasi të caktuar. *E ngar-kojnë shumë me punë.*

4. *fig.* Mbush diçka me gjëra të tepërta, të pa-nevojshme ose që nuk janë të domosdoshime; *kund.* shkarkoj. *E ka ngarkuar ca tekstin. Ngarkon kujtesën e n'xënësve. E ka ngarkuar me shembuj të panevojshëm (një libër mësimi).*

5. *fig.* Detyroj dike të bëjë shpenzime të mëdha, të paguajë taksa të larta etj. *ngarkonin me taksa të rënda. I ngarkoi barren e shpenzimeve d i k u j t.*

6. *fig.* Bëj përgjegjës dike për një veprim a një punë; i vë faj dikujt për diçka, ia hedh në kurriz; *kund.* shkarkoj. *Ia ngarkoj fajin (gabimin, përgjegjësi-në) dikujt. Ngarkoj me faj dike.*

*T.* Mbush një makinë, një furrë etj. me lëndën e parë ose me prodhimet që përpunon. *Ngarkoj ma-kinën shirëse (furrën).*

8i *elektr.* Mbush me energji elektrike një bateri, një akumulator etj. duke e lidhur me një burim rryme; *kund.* shkarkoj. *Ngarkoj bateritë (akumulatorin).*

• I ngarkoi (i ngriti, i mblodhi) plaç::at edhe *iron, shih te* PLAÇKË,~A. Ngarkon vezë në lak *shih te* LAK,~U.

NGARKUAR,~I (i) *m.sh.* ~, ~IT (të). Ai të cilit i është besuar të kryejë një punë a nje detyrë në emër të dikujt. *ngarkuan me detyrën e pushtetit. I ngar-kuari i posaçëm. I ngarkuri për zgjidhjen e mosmarrë-veshjes. I ngarkuari me punë. dipt,* diplomat i një shka-lle më të ulët se ambasadori, që përfaqëson përkohë-sisht qeverinë e vet pranë një shteti tjetër, kur mungon ambasadori a ministri fuqiplotë.

NGARKUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka një barrë në shpinë; që ka ngarkesë përsipër; *kund.* i shkarkuar. *Kale (gomar) i ngarkuar. Makinat e ngarkuara.*

2. I mbushur plot me diçka; i pasur me diçka. *Mollë e ngarkuar (me kokrra). Re të ngarkuara (me shi). Qiell i ngarkuar (me re).*

3. *fig.* Që është shumë i zënë me punë; që ka punë tepër, jashtë mase. *Nxënës shumë të ngarkuar. Vit i ngarkuar. Jemi shumë të ngarkuar.*

*4. bised.* Shtatzënë; me barrë; barrsë. *Grua e ngarr kuar.*

NGARKUES,~E *mb. tek.* 1. Që shërben për të ngarkuar; që merret me ngarkim. *Lopatë ngarkuese. Makinë ngarkuese.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ngarkuesit e galerive (të minierës).*

NGARRIT (NGARRIS) *jokal.,* ~A, ~UR. Kaloj kohën pa punë ose duke u marrë me gjëra të vogla, shkoj kohën kot. *Ngarrit gjithë ditën.*

NGARROJ *kal,* ~OVA, ~UAR *zakon. sh.* Grum-bullohemi rreth dikujt a diçkaje, i mështillemi përreth, e rrethojmë. *E ngarruan bletët. E kishin ngarruar të sëmurin.*

NGAS i *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Prek diçka me dorë, me këmbë a me një send. *Ngas me dorë (me këmbë). Mos i nga librat (fletët).*

*2. fig.* Shqetësoj dike me fjalë a me vepra; nuk e lë të qetë, trazoj, ngacmoj, cyt. *E ngau rëndë. E ngau me fjalë. Nuk të nget njeri. Të sulmon, po e ngave.*

3. *bised.* Zë diçka për ta ngrënë, për ta pirë ose për t'u marrë me të, prek, nis (zakonisht me mohim). *Nuk e ngau gjellën fare* nuk hëngri fare. *Nuk i ngau mësimet* nuk mësoi fare. *Nuk e nget duhanin* nuk e pi duhanin. *E nget go ten* pi raki.

4. *vet. veta III bised.* Me shqetëson një sëmundje ose shfaqja e saj here pas here, nuk me lë të qetë duke me shkaktuar dhembje, të dridhura etj. *E ngasin ethet. Me nget reumatizmi. E nget kolla (lemza). E nget ajo e tokës.*

5. Shtyj një kafshë që të ecë në një drejtim të caktuar ose të punojë në are. *Ngau kalin (gjokun, doriun). E ngiste kalin më të katra. Nget qetë. Nget karvanin* i drejton rrugën një karvani me kafshë barre.

6. *krahin.* Punoj token me kafshë ose me mjete të mekanizuara, lëroj. *Ngasin token me qe (me par-mendë, me traktor). E ngau token tri here.*

7. E nis dhe e drejtoj gjatë ecjes një mjet transport!. *Ngas veturën (kamionin, traktorin, qerren). Ngas biçikletën. Di (mësoi) të rtgasë makinën. Ngas me shpejtësi.*

8. *bised.* Merrem me një punë a me një çështje për ta shqyrtuar, për ta parë më tej; prek. *Nuk po e ngasim më tej këtë punë (këtë bisedë, këtë muhabet).*

9. *bised.* Merrem me një punë, me një mjeshtëri etj.; ndjek diçka. *Nget bujqësinë (blegtorinë). Ngasin shkollën rregullisht. Nuk ngasin zakonet e vjetra.*

10. Vë në lëvizje me shpejtësi. *Ngas duart (këm-bët).*

11. *krahin.* Mpreh. *Ngas thikën (sëpatën).*

*k* E lau dhe e ngau *shih te* LAJ. LSre mos e nga! *shih te* LË. Ngas fjalën a) marr fjalën përsëri, vazhdoj të flas; b) kapem pas fjalës, kërkoj grindje. Që ta ngas fjalën meqë ra fjala; që ta kam fjalën. E nget reja *(këtë verë, këtë behar) shih te* RE, ~JAi. E ngau shkuma *shih te* SHKUMË,~A.

NGAS ii *jokal.,* ~VA, ~RË. Eci me vrap, ngarend. *Ngau shpejt (me hapa të shpejtë). Ngau me vrap. Ngiste pas fëmijës. Ngava në shtëpi. Ngau per-para* përparoi, bëri përparirae. *Nget më të katra* vra-pon shumë shpejt.

NGASE *lidh. për* arsye se, mbasi, ngaqë. *E bëri, ngase nuk e dinte. Nuk dolëm, ngase binte shi.*

NGASËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ngacmon dike; gërgasës. *Ngasës dinak.*

*2.* Ai që tundon të tjerët duke i joshur me diçka. *Ishte një ngasës i keq.*
3. *llbr.* Ai që nget një kale, qerre etj.
NGASËS,~E *mb.* Që të nxit dëshirat ose epshet, që të shtie në ngasje, që të tundon, tundues. *Shikim (qëndrim) ngasës.*
NGASJE,~A *i f. sh.* ~E, ~ET. 1. Diçka që të ngjall një dëshirë, që të shtyn për të bërë një ve-prim, të cilit përpiqemi t'i shmangemi; tundim. *Ngasje e forte. E futi (e vuri, e shtiu) në ngasje. Iu shmang (i shpëtot) ngasjes.*
2. *fet.* Shtytje për të rënë në mëkat, tundim për të bërë një punë në kundërshtim me moralin fetar (sipas paragjykimeve fetare).
NGASJE,~A ii . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Prrall. *Dru ngaijeje. Lendet e ngasjes.*
NGASTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Cope toke për mbjellje. *Ngastër e madhe (e vogël). Ngastër toke. Kullimi i ngastrave. Mbjellja e ngastrave.*
*2,* Një pjesë e prerë nga një lakror a një byrek, cope. *Një ngastër lakror. Hëngri një ngastër.*
3. *krahin.* Lakror me miell misri dhe me barishte.
NGASHËNJEHEM *vetv.* 1. Ëmbëlsohem nga për-këdhelitë, lajkat ose premtimet e dikujt; joshem. *Ngashënjehet qengji e të vjen pas.*
2. *Pës. e* NGASHËNJEJ.
NGASHËNJEJ *ka!.,* ~EVA, ~YER. 1. Bëj per
vete dike ose e shtyj të veprojë në një mënyrë të cak-tuar duke përdorur fjalë të bukura, lajka e premtime; josh. *Ngashënjej me lajka (me fjalë të ëmbla). Nga-shënjej më të mirë.*
2. Tërheq shumë a bëj për vete dike me pamjen e jashtme ose me ndonjë veti a cilësi; magjeps. *Bu-kuri (poezi) që të ngashënjen.*
NGASHËNJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGASHËNJEJ, NGASHËNJEHEM.
2. Veti a cilësi tërheqëse, që të rrëmben. *Ngashë-njim joshes. Plot hir e ngashënjim.*
NGASHËNJYES,~E *mb.* Që të tërheq e të bën për vete, joshes. *Fjalë ngashënjyese. Bukuri ngashë-njyese. Shikim ngashënjyes.*
NGASHËREHEM *vetv.* 1. Provoj dhembje, hi-dhërim a keqardhje të thellë; prekem në zemër, ma-llëngjehem thellë. *Me ngashërehet zemra (shpirti) për dike. U ngashërye nga ato vargje (nga muzika, nga kënga).* 2 la jap të qarit me dënesë.
NGASHËREJ *kal.,* ~EVA, ~YER. Prek thellë në ndjenja dike, duke e bërë që të provojë dhembje, hidhërim a keqardhje; prek në zemër, mallëngjej thellë. *Pamje që të ngashëren. I ngashëreu të gjithë.*
NGASHËRl,~A . Gjendja e atij që është i nga-
shëryer, mallëngjim i thellë, ngashërim. *Flet (qan) me ngashëri. E pushtoi një ngashëri. la thotë këngës me ngashëri.*
NGASHËRIM,~I *m.* 1. Gjendje e njeriut që është i prekur thellë në ndjenjat, turbullim i brendshëm nga një hidhërim ose gëzim i papritur etj.; mallëngjim i thellë. *Ngashërim i thellë. Dridhej nga ngashërimi.*
*2. sh.* ~E, ~ET. Të qarët me ofshe e gulçime, të qarët me dënesë. *Ngashërime të mbytura. Qante me ngashërim. Mezi i mbante ngashërimet.*
NGASHËROHEM *vetv. shih* NGASHËREHEM.
NGASHËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* NGA-SHËREJ.
NGASHËRYER (i,e) *mb.* I prekur thellë në ndjenja, i prekur në zemër; i mallëngjyer thellë. *ngashëryer thellë. Me zë të ngashëryer. Fliste i ngashëryer.*
NGATËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. Li-
dhëse që përdorin grate për të mbajtur flokët a gër-shetat.
NGATËRRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Punë a gjendje e vështirë dhe e ndërlikuar; punë e nga-tërruar, pështjellim. *Ngatërresë e madhe. U fut në një ngatërresë.*
2. Pengesë që i del përpara dikujt në një punë, diçka që e ngatërron dhe i prish punën dikujt; telash. *nxorën ngatërresa. I dolën ca ngatërresa.*
3. Gabim, kur merret diçka për një tjetër, nga-tërrim. *Ngatërresë emrash (adresash). Këtu ka një ngatërresë.*
*4.* Grindje, zënie në mes të dy a me shumë vetave; përçarje, mosmarrëveshje. *Fut ngatërresa. Mbjell ngatërresa. Kane një ngatërresë në mes. Mbillte farën e ngatërresave.*
5. *vet. sh.* Trazira të brendshme me karakter sho-qëror ose politik në një vend. *Ngatërresa të rrezik-shme (të rënda). Ngatërresa të brendshme.*
NGATËRRESTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri që përzihet në punët e të tjerëve për t'i ngatërruar, ai që shtie përçarje e grindje në mes të tjerëve; intrigant. *Ishte ngatërrestar i madh. Ua treguan vendin ngatërrestarëve.*
NGATËRRESTAR,~E *mb.* Që shtie ngatërresa në mes të njerëzve; pishëvënë, intrigant. *Njeri ngatërrestar.*
NGATËRRESTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* NGATËRRESTAR,~I.
NGATËRRl,~A . *sh.* ~, ~TË. Gjendje e ngatërruar, punë e vështirë dhe e ndërlikuar.
NGATËRRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGATËRROJ, NGATË-RROHEM. *Ngatërrimi i punëve (i çështjeve). Nga-tërrimi i emrave (i datave). Ngatërrimi i mendimeve.*
2. *kryes. sh.* Rrethana që e vështirësojnë dhe e ndër-likojnë diçka, ndërlikime. *Sjell ngatërrime.*
NGATËRRIMTAR,~E *mb. shih* NGATËRRESTAR,~E.
NGATËRROHEM *vetv.* 1. *vet. veto HI.* Mbështi)len a ndërthuren në mënyrë të parregullt; koklavitet, ndërliket. *Ngatërrohen flokët. U ngatërrua spangoja (teli, peri).*2. *vet. veta HI.* Përzihen a bëhen bashkë gjëra të ndryshme ose të largëta. *U ngatërruan llogaritë. Ishin ngatërruar numrat e revistave (e gazetave). Iu ngatërruan shënimet.*
3. Pengohem nëpër fijet e diçkaje, mbetem i lidhur a nuk mund të lëviz lirisht. *V ngatërruan nëpër tela (nëpër ferra, nëpër shkurre). U ngatërruan zogjtë në rrjetë (ndër leqe).*
4. *fig.* Përzihem vetë a shtyhem nga të tjerët të marr pjesë në një punë të papëlqyer; hyj në marrëdhënie të padëshirueshme me dike; përzihem në punët e dikujt. *U ngatërrua në një çështje (në një grindje). U ngatërrua në një luftë (në një konflikt). U ngatërruan në një gjyq. Nuk ngatërrohem me ta* nuk përziheni në punët e tyre, s'dua të kem punë me ta.
5. Them diçka tjetër në vend të asaj që duhet, humbas fillin e mendimeve a të bisedës; e bëj diçka në mënyrë të gabuar, jo sipas rregullit a rendit. *U ngatërrua në provim (në mësim). U ngatërrua në nu-mërim (në të folur). I ngatërrohen këmbët në të ecur.*
61 *vet. veta HI.* Humbet qartësinë e rregullin, pësh-tjellohet. *Me ngatërrohen mendimet. Me ngatërrohet kok'a.*

7} Zihem a grindem me dike. *Ngatërrohen për hiç-gjë.\Ungatërruan keq.*
8; *vet. veta HI.* Bëhet diçka më e vështirë; dalin penfeesa e vështirësi të reja në një punë etj.; ndër-likohet, koklavitet. *U ngatërrua gjendja. U ngatërruan punët keq.*
• U ngatërruan fijet (u ngatërrua lëmshi) u ngatërrua një punë, dolën pengesa e ngatërresa në një punë. I ngatërrohet (i dridhet) gjuha *shih te* DRIDHEM. I ngatërrohet nëpër këmbë *dikujt* e pengon në ve-prirriet e tij, i bëhet pengesë, e bezdis.
NGATËRROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Lidh a
bëj j bashkë pa rregull fije të ndryshme; koklavit. *Ngatërroj flokët(fijet e lëmshit). Ngatërroj perin (span-gon,\ telin). Ngatërroj grepat.*
*l.* Përziej a bëj bashkë në mënyrë të parregullt gjëra të ndryshme; përziej njërën me tjetrën. *ngatërroi librat (fletoret). I ngatërron fjalët kur flet. Ngatërron hapin* nuk i hedh hapat sipas rendit në rresfit.
3.! Marr një gjë për një tjetër; bëj gabimisht një gjë në vend të tjetrës. *ngatërron emrat. Ngatërron ngjy'rat (tingujt). Ngatërroi derën (rrugën, adresën). E ngatërron rrapin me panjën. Me ngatërroi me një shokfin e vet.*
4.l*fig.* Bëj diçka të errët e të paqartë për t'u kup-tuarj ndërlikoj, pështjelloj. *ngatërroi mendimet. I nglatërroi punët. E ngatërroi çështjen. Ngatërron diçka nëpër dhëmbë* flet në mënyrë të paqartë, pëshpërit nëpër dhëmbë.
5.′ Fut përçarje, grindje e mosmarrëveshje ndërmjet dy a! me shumë njerëzve, vendeve etj. *Ngatërron gjithë botën. Ngatërronin vendet e Ballkanit.*
6. *fig.* Bëj dike që të humbë fillin e mendimeve ose lidhjen e fjalëve gjatë bisedës; i ndërhyj në një punë ose e ndërpres dhe e pështjelloj; hutoj, prish mendjen. *ngatërroj fjalën dikujt. Mos me ngatërro!*
7. Tërheq pas vetes ose shtyj dike të marrë pjesë në një punë të papëlqyer a të keqe. *E ngatërroi në një grindje. I ngatërruan në një luftë të padrejtë.*
• la ngatërroi letrat *dikujt* ia prishi planet,
nuk e la t'ia arrinte qëllimit. Ngatërron (përzien) lëm-shin (fijet, penjtë) e bën diçka më të ndërlikuar, më të vështirë; krijon një gjendje të vështirë. I ngatërroi (i zuri, i mbrehu) qetë *me dike shih te* MBREJ. Ngatërron (turbullon) ujërat *shih tek* UJË,~'I.
NGATËRRUAR (i,e) *mb.* 1. Që ësh'të lidhur a bërë bashkë pa rregull. i koklavitur. *Me flokë të ngatërruar. Lëinsh i ngatërruar*
2. *fig.* I vështirë për t'u kuptuar a për t'u zgjidhur, i paqartë; i ndërlikuar, i koklavitur. *Shprehje të nga-tërruara. Mendime (ide) të ngatërruara. Gjendje (punë) e ngatërruar. Ushtrime (probleme) të ngatërruara.*
NGATËRRUESHËM *ndajf.* Në mënyrë të ngatërruar, pa rregull, jo qartë. *Flet ngatërrueshëm.*
NGATH *kal.,* ~I, ~UR. I. Mpin. *E ngathi të ftohtët. la ngathi duart akulli. la ngathi gjuhën rakia.*
2. E bën dike të ngathët, të plogët, e bën që të hum-basë shkathtësinë, plogështon; *kund.* sbkatb. *E ka ngathur rehatia.*
NGATHEM *vetv. I.* Mpihem nga të ftohtët, nga një sëmundje etj.; lëviz me vështirësi trupin ose gjym-tyrët. *M'u ngathën duart (këmbët). Iu ngath goja (gjuha). Është ngathur i tëri.*
*X.* Bëhem i ngathët, humbas shkathtësinë; plogësh-tohem, bëhem i plogët; *kund.* shkathem. *Është ngathur këto kohët e fundit. Nuk zë me gjë me dorë, është ngathur fare.*
3. *Pës. e* NGATH.
NGATHËT (i,e) *mb. 1.* I mpirë nga të ftohtët etj.
2. Që është i ngadalshëm dhe si i mpirë në lëvizje a në veprime; që i mungon vullneti dhe energjia; i plogët; *kund. i* shkathët. *Njeri i ngathët. I ngathët në punë (në lojë). Lëvizje (veprime) të ngathëta. Me duar të ngathëta.*
NGATHËT *ndajf.* Në mënyrë tepër të ngadalshme, pa shkathtësi; *kund.* shkathët. *Punon ngathët.*
NGATHTËSI,~A . Vetia e atij që është i ngathët, të qenët i ngathët; plogështi; *kund.* shkathtësi. *Ngathtësi fizike (mendore). Ngathtësi në punë (në ecje). Shfaqje ngathtësie.*
NGAZË *ndajf.* Qep ngazë: qep imët, duke puqur mirë dy pjesët e pëlhurës.
NGAZËLLEHEM *vetv. shih* NGAZËLLOHEM.
NGAZËLLEJ *kal.* dhe *jokal.,* ~EVA, ~YER. *shih* NGAZËLLOJ.
NGAZËLLlM,~I *m.* Gëzim i thellë që provojmë nga diçka, hare e madhe. *Ngazëllim i thellë (i çiltër). Ngazëllimi i popullit (i masave). Britmë (thirrje) nga-zëllimi. Shpreh ngazëllim. E pushtoi një ngazëllim.*
NGAZËLLIMTAR,~E *mb. poet, shih* NGAZË-LLUES,~E i. *Vështrim ngazëllimtar. Këngë ngazë-llimtare.*
NGAZËLLOHEM *vetv.* Ndiej një gëzim të thellë për diçka; shfaq një gëzim të madh. *Ngazëlloheshin për fit or en.*
NGAZËLLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E gëzoj
shumë dike, i ngjall një gëzim të madh. *Hapja e tu-nelit i ngazëlloi. I ngazëllon puna ndërtimtare.*
2. *jokal.* Gëzohem thellë për diçka, me rrëmben hareja; me duket nga jashtë gëzimi i madh që ndiejpërbrenda. *Ngazëllojnë zemrat. V ngazëllonin fytyrat (sytë). Ngazëllon gjithë Shqipëria.*
NGAZËLLUAR (i,e) *mb.* I gëzuar pa masë për diçka, që e ka pushtuar një hare e madhe; që shpreh gezim të thellë për diçka. *Zëra të ngazëlluar. Brilma të ngazëlluara. Njeri i ngazëlluar.*
NGAZËLLUES,~E *mb. 1. Që* shpreh ngazëllim, që shfaq një gëzim të madh e të papërrabajtur; i ha-reshëm. *Brohorilje (thirrje) ngazëlluese. Fjalë (vësh-trime, shikime) ngazëlluese. Tingujt ngazëllues të mu-zikës.*
2. Që të ngjall një gëzim të madh. *Lajme ngazëlluese.*
NGE,~JA . Kohë e lire, në të cilën dikush nuk ishte i zënë me ndonjë punë; koha e mjaftueshme për të bërë diçka pa u ngutur, mundësia e përshtatshme për të bërë diçka. *Kam nge. S'kam nge të merrem me diçka. Jam me nge. Me nge* në kohë të lire; pa u ngutur. *Punoj me nge. Ecte me nge. E bëri punën me nge. Bisedonin me nge. S”ia kam ngenë një pune* nuk e ndiej veten të gatshëtn për diçka, s'kam kohë a mundësi të merrem me një punë. *Nuk kam ngenë tënde* nuk kam kohë të merrem me ty; nuk kam hallin tend.
• S'ia kam ngenë (vaktin) *diçkaje* edhe *poh.* nuk kam mundësitë materiale për të bërë diçka, nuk jam në gjendje ekonomike. SPka nge të marrë frymë *shih te* FRYMË,~A.
NGEC *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Mbetem në vend e nuk lëviz dot me tutje për shkak të një pengese që me del përpara, pengohem e nuk shkoj dot më tej. *Ngeci në baltë (në*

*llucë, në bore). Ngeci në rërë. Ngeci në një pengesë. Ngeci në mes të rrugës. I ngeci buka në fyt (në grykë).*
2. Me kap për cepi diçka e nuk me lë të shkëputem. *Ngeci në një gozhdë. I ngeci këmisha në një degë. Ngeci varur. Ngeci grepi në lumë.*
3. *vet. veta III.* Mbetet, nuk lëviz a nuk punon me një makinë a një vegël për shkak të dëmtimit ose të një pengese. *Ngeci motori. Ngeci ora.*
4. *fig.* Has në një pengesë dhe nuk eci dot më tej, ngelem në vend; pushon së zhvilluari a së përparuari më tej. *Nuk ngeci puna asnjë cast. Ka ngecur në këtë problem. Ngecëm në këtë pike. Ngeci në vend. Ka ngecur ekonomia (bujqësia) në vendet kapitaliste.*
5. E kap për cepi diçka në një vend, e var në një kunj, gozhdë etj.; e kap me pe, e qep. *E ngeci pallton në një gozhdë.*
6. *kal. fig. bised.* I ngarkoj dikujt një punë a diçka tjetër më të hedhur, ia lë në dorë ose në kurriz. *la ngeci atij., Deshi të na e ngecte neve këtë punë (faj, gabim).*
7. *kal. sport.* Godas lehtë topin në volejboll atëherë kur kundërshtari pret një gjuajtje të forte dhe e bëj të humbasë topin. *Ia ngeci topin.*
• Kërkon të ngecë *me dike* kërkon të zihet me dike, përpiqet të gjejë shkas për grindje. Ngeci (ngeli, mbeti) në baltë *shih te* BALTË,~A. Ngeci karkaled *tall, shih te* KARKALEC,~I. I ngeci (i mbeti, i ngriu) fjala në buzë (në gojë, në grykë, në fyt) *shih te* FJALË, ~A. I ngeci plori në rrënjë *shih te* PLOR,~I. I ngeci (i ngeli) sharra në gozhdë *shih te* SHARRË,~A. I ka ngecur (i ka ardhur) veza në kryq *shih te* VEZ,Ë,~A. Thela e madhe të ngec në fyt *fj.u. shih te* THELË,~A.
NGECEM *vetv.* Kapem pas diçkaje për t'iu shkar-
kuar një tjetri, gjej shkas të zihem me dike; i bie me qafë dikujt. *Donte të ngecej. U ngec pas një fjale të tij.*
NGECË,~A . 1. Vend me baltë ku ngec një njeri a një kafshë.
2. *fig.* Pengesë.
3. *fig.* Shkas për t'u kapur për diçka.
NGECJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes NGEC. *Ngecja e prodhimit (e ekonomisë). Ngecja e bisedimeve. Ngecje në vend.*
NGECULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pengesë. *Rrugë me ngeculla të shumta. I doli një ngecull.*
NGEHEM *vetv.* Lehtësohem nga punët dhe me mbetet kohë për diçka, gjej kohë të lire. *Do të vete kur të ngehem.*
NGEHUR (i,e) *mb.* I ngeshëm.
NGEJ *jokal., ~*VA, ~HUR. *vet. veto III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Kam nge, jam me nge; kam kohë për diçka. *S'më ngente të shkoja.*
NGEL,~I m. Ngërç. *zuri ngeli këmbën. E ka kapur ngeli.*
NGEL *jokal,* ~A, ~UR. 1. Ndal në vend, sepse s'kam mundësi për të lëvizur më tej, nuk kam me fuqi të eci më tej; pushon së lëvizuri a së punuari diçka ngaqë i pakësohet forca; mbetem, ngec. *Ngeli kali (mushka, gomari). Ngeli makina (karroca) në baltë. Ngeli në vend* s'lëviz dot as para as prapa. *Ngeli prapa. Ngeli në rrugë. Ngeli ora. Ngeli motori.*
2. Nuk e kaloj dot një klasë të shkollës ose ujë provim. *Ngeli në klasë. Ngeli në vitin e pare. Ngeli në provim (në gjuhë).*
3. Qëndroj gjatë në një vend; merrem vazhdimisht me diçka, nuk pushoj së bëri diçka, nuk i ndahem. *Ngeli në shtëpi. Ngeli brenda. Ngeli gjithë ditën atje. Ngeli duke qarë (duke u ankuar, duke qeshur). Ngeli mbi libra.*
• 4. *vet. veto III.* Nuk me shkëputen sytë a vëmendja nga dikush a nga diçka. *ngelën sytë tek i,biri. Me ngeli mendja tek ato fjalë.*
5. Nuk arrij ta bëj diçka, nuk gjej kohë ose mundësi për të bërë diçka; mbetet pa u bërë. *Ngela pa shkuar. Ngeli pa ngrënë darkë. Ngeli pa u martuar. Na ngeli edhe këtë javë kjo punë. Na ngeli pa zgjidhur ky problem.*
6. Bie në një gjendje të caktuar; ndodhem në rre-thana a në kushte zakonisht të padëshiruara; mbetet. *Ngeli i kënaqur (i zemëruar, i dëshpëruar). Ngeli keq (ngushtë). Ngeli pa shtëpi (pa të holla). Ngeli vetëm. Ngeli pa përkrahje (pa ndihmë). Ngeli i ve (pa grua). Ngelën pa mësues (pa udhëheqje). Ngeli pa frymë* iu mor fryma. *Ngeli toka djerr. Ngeli kërcu (qyqe)* mbeti pa asnjë fëmijë ose pa asnjë njeri të shtëpisë.
7. *vet. veta III.* Mbetet diçka pa u shpenzuar, pa u përdorur etj. nga një shumë ose tërësi; kam ende të lire për të përdorur një shumë, një pjesë kohe. Afc *ngelën edhe dyqind lekë. I ngelën dhjetë pula nga njëzet. Na ngelën edhe njëzet minuta kohë. Nuk na ka ngelur edhe shumë.*
8. *vet. veta HI.* Me duhet edhe diçka, kërkohet edhe pak për ta përfunduar një punë; me mbetet për te bërë. *Na ngelën edhe dy kilometra rrugë. V ngelënedhe dy vija për të prashitur. Na ngeli edhe një pike për të shqyrtuar. Nuk na ngel gjë tjetër, veç...*
9. Shpëtoj pa u dëmtuar, pa u cenuar ose pa u shkatërruar, mbetem; ruhet. *Ngeli gfallë. Ngeli me këmbë shtëpia. I ngelën vetëm muret.*
10. *kal. bised.* Nuk e lë një nxënës a një student të kalojë një klasë me lart në shkollë ose të kapërcejë një provim. *E ngeli në klasë. E ngeli në provim. E ngeli për vjeshtë* e detyroi (një nxënës a një student) të rijapë një provim a disa provime në vjeshtë.
Ngeli (ngeci, mbeti) në baltë *shift te* BALTË,~A. Ngeli (mbeti) brisk *shih te* BRISK,~U. Me ngeli (membeti)nëderë*dikush a diçka shih te*DERË, ~A. I ngeli (i mbeti) goja *shih te* GOJË,~A. I ngeli kërrabëza *shih te* KËRRABËZ,~A. Me ngeli (me mbeti) në qafë *dikush shih te* QAFË,~A. I ngeli (i mbeti) qejfl *shih te* QEJF,~I ,. Ngeli (mbeti) me gisht në gojë *shih te* GISHT,~I. I ngeli (i ngeci) sharra në gozhdë *shih te* SHARRË,~A.
NGELAQ,~E *mb.* I ngathët; i pavendosur për një punë a për diçka.
NGELEM *vetv.* Ngel, mbetem. *Nuk ngelet pas.*
• Të ngelet (të mbetet) në dorë (ndër duar) *dikush a diçka shih te* DORË,~A.
ISGELJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjen-dja sipas kuptimeve të foljes NGEL. *Ngelje në vend. Ngelja prapa.*
NGELUR (i,e) *mb.* Që ka ngelur pa u prishur, pa u dëmtuar ose pa u shpenzuar a pa u përdorur; i mtietur. *Pasuria e ngelur. Gjellë e ngelur.*
lyGESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka nge; që ka kohë të lire për diçka; që nuk është i zënë me punë. *Njerëz të ngeshëm. Kalimtarë të ngeshëm. Dukej i ngeshëm. Kohë e ngeshme* kohë e lire.
NGESHËM *ndajf.* Me nge; pa u nxituar; pa pasur ndonjë ngut; shtruar. *Bisedonin ngeshëm. Pu-noriin ngeshëm. Vështronin ngeshëm rreth e rrotull.*
NGËRÇ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tkurrje e menjë-hershme e një muskuli ose e një grupi muskujsh, që shoqërohet me

dhembje, cermë. *E zuri (e kapi) ngërçi. I zuri ngërçi këmbën.*

NGËRDHËSHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Shtrerrt-bëroj fytyrën e përdredh buzët nga dhembja ose nga diçka që me shqetëson a që nuk me pëlqen. *U ngër-dhesh nefytyrë.*

2 Shtrembëroj fytyrën e përdredh buzët në shenjë,përqeshjeje a përbuzjeje për dike, *lu ngërdhesh me inat.*

NGËRDHESHJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipaS kuptimeve të foljes NGËRDHESHEM. *Ngër-dheshja efytyrës.*

2 Shtrembërim i pavullnetshëm i fytyrës nga dhembja, nga një ndjenjë e papëlqyer etj.; shtrembërim i fytyrës e i buzëve për të përqeshur dike ose për të shfaqur përbuzjen ndaj tij. *Ngërdheshje e shëmtuar. Ngërdheshje me ligësi.*

NGËRDHESHUR (i,e) *mb.* Që është shtrembëruar nga dhembja, nga pakënaqësia e nga zemërimi. *Fy-tyrë e ngërdheshur.*

NGËRDHUCEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. I kër-cënohem dikujt duke kërcëllitur dhëmbët, duke shtrembëruar buzët e duke zgurdulluar sytë; i hakërrohem

dikujt. *ngërdhuceshin njëri-tjetrit. lu ngërdhue të birit. Mos m'u ngërdhue!*

*1.* I bëj buzë një gjelle, bëj naze në të ngrënë.

NGËRDHCZA,~T . *vet. sh.* Naze në të ngrënë. *Ha me ngërdhuza. I bën ngërdhuza gjellës.*

NGËRLESHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. *shih* KËR-LESHEM. *U ngërlesh macja (derri).*

NGËRMESË,~A . Nevojë e madhe për të bërë diçka, shtrëngesë. *Kant ngërmesë të madhe.*

NGËRMOHEM *vetv.* I flas dikujt më të egër, me zemërim a duke iu kërcënuar; i gërmushem. *lu ngër-mua shokut. M'u ngërmua rëndë (fort, më të madhe).*

NGËRMOJ *kal.,* ~OVA, ~pAR. 1. Nxit a shtyj dike për të bërë diçka që nuk i takon ose që mund t'i sjellë dëm; nguc. *Kush e ngërmoi ta bënte? E ngër-muan të merrte pjesë.*

2. Nxit a shtyj kafshën për të ecur, grah. *U ngër-monin kuafte.*

3. *shih* NGËRMOHEM. ' *ngërmoi të birit.*

4. *vet. veta III.* Me shtrëngon fort ndjenja e ne-vojës për diçka; me mundon, me pret, me grin. *Me ngërmon uria (ëtja, gjumi, të ftohtët). Me ngërmoi për bukë* kam shumë uri, me griu uria.

NGËRQESHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *keg.* Qesh me ligësi, zgërdhihem, zbardh dhëmbët. *Ç'më ngër-qeshesh ashtu?*

NGËRTH,~I *m.* Ngërç.

NGËRTHEHET *vetv. 1. vet. sh.* Lidhen mirë dy gjëra duke hyrë pjesë të njërës tek tjetra. *Ngërthehen dërrasat. Ngërthehen dhëmbëzat e rrotave.*

*2. fig.* Lidhet e ndërthuret ngushtë diçka me një tjetër. *Ngërthehet përmbajtja me formën.*

3. Mblidhet si hark, shtrembërohet (për pjesët e trupit). *Iu ngërthye qafa (kurrizi).*

*4. Pës. e* NGËRTHEJi,3.

NGËRTHEJ *kal,,* ~EVA, ~YER. 1. Bashkoj a lidh fort dy gjëra, duke i ndërthurur ose duke futur pjesë të njërës tek tjetra; bëj të kapen dhëmbëzat e një rrote me dhëmbëzat e një rrote tjetër; kap, shtrëngoj fort. *Ngërthej dërrasat e dyshemesë.*

2. Mbledh vetullat nga mendimet, nga zemërimi etj.; shtrembëroj, mbledh si hark (një pjesë të trupit). *Ngërtheu vetullat kular. Ngërtheu qafën (fytyrën).*

3. *vet. veta HI fig.* Përfshin në vetvete, rrok së bashku, përmban. *Poema ngërthen mljëra vargje. Romani (tregimi) ngërthen probleme të rëndësishme shoqërore. Fjalori ngërthen pasurinë e gjuhës.*

NGËRTHESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Sistem rrotash të dhëmbëzuara, që bashkohen duke futur dhëmbët te njëra-tjetra për të përçuar një lëvizje; ingranazh.

2. *fig.* Tërësi dukurish të lidhura ngushtë njëra me t jetrën. *Ngërthesë ngjarjesh. Në ngërthesën e dyshimeve.*

NGËRTHIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGËRTHEJ, NGËRTHEHET. *Ngërthimi i dhëmbëzave. Ngërthimi i vetullave.*

NGËRTHYER (i,e) *mb.* 1. I shtrembëruar, i lakuao i bërë hark. *ngërthyer si grep. Brirë (dhëmbë) të' ngërthyer. Qafë e ngërthyer si kërrabë.*2. I rrudhur nga mendimet, nga dhembja a nga zemërimi (për vetullat). *Vetulla të ngërthyera.*

NGËRZIT (NGËRZIS) *kal.,* ~A, ~UR. Ngacmoj; shtie ngatërresa. *Mos e ngërzit djalin.*

NGIHEM *vetv.* 1. Ha e pi sa e shuaj plotësisht urine a etjen; ngopem. *Ngihem me mish (me verë).*

2. Mbushem me diçka; thith diçka në vetvete me shumicë aq sa të mos kem me nevojë. *Ngihem me frymë (me ojër). U ngi toka me ujë.*

3. *fig.* Kënaqem plotësisht me diçka; plotësoj deri në fund një dëshirë; heq a nxjerr mallin për diçka, ngopem. *U nginë me miqtë (me të afërmit). Me ngihet zemra. Nuk ngihem së shikuari.*

4. *Pës. e* NGIJ 3.

NGIJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1.1 jap të hajë ose të pijë dikujt sa të shuajë plotësisht urine a etjen; ngop. *Ngij me bukë (me mish, me verë). Ngij të uriturin. Nuk nginin dot barkun me bukë.*

2. Mbush me diçka derisa të mos mbajë me a të mos ketë me nevojë; *him.* i shtie një lëngu ose një tretësire sasinë më të madhe të një lënde tjetër që mund të shkrihet në të. *E nginë token shirat që ranë. Ngij tretësirën me kripëra.*

3. *fig.* Kënaq deri në fund dëshirën me diçka; u jap kënaqësi të plotë shqisave a ndjenjave. *E ngiu dëshirën (kureshtjen). Na ngiu zentrën. Të ngin syrin.*

NGIMJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve NGIJ, NGIHEM. *Ngimje e një tretësire. Shkalla e ngimjes.*

NGINJEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. *shih* NGIHEM.

NGINJUR (i,e) *mb.* 1. Që e lea shuar plotësisht urine; që nuk do më të hajë e të pijë, i ngopur; *kund.* i uritur. *Njeri i nginjur. Fëmijë të nginjur.*

2. Që ka thithur aq sa nuk merr dot me; *kim.* që përmban sasinë më të madhe të një lënde tjetër që mund të tretet në të. *Tokë e nginjur. Tretësire e nginjur.*

3. *fig.* Që ka plotësuar çdo dëshirë deri në fund, që është kënaqur deri në fund me diçka, sa nuk do me. *nginjur me udhëtime. I nginjur nga jeta. Vdiq i nginjur.*

NGISHËM *ndajf.* Në gjendje të ngopur. *Ishte ngishëm.*

NGISHTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *shih* GISHTËZ,

~A I.

NGITEM *vetv.* 1. Ngacmohem me një tjetër, nga-sim njëri-tjetrin. 2. *Pës. e* NGAS.

NGOJE,~JA . *sh.* ~, ~TË. *shih* NGOJËZ,~A.

NGOJE *ndatf.* Zë ngoje: përmend, zë në gojë dike a diçka, flas për dike a diçka. *Zë ngoje një punë (emrin e dikujt)- Nuk ia zuri ngoje fare. As që e zë ngoje.*

NGOJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesa e hekurt ose nyja e frerit, që i vihet në gojë kalit për ta drejtuar. *vuri ngojëzën kalit.*
NGOJIM,~I TO. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGOJOJ, NGOJOHEM.
NGOJOHEM. *Pës. e* NGOJOJ.
NGOJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR 1. Marr nëpër
gojë dike, flas keq për dike, zë ngoje për keq dike; përgojoj. *S'la njeri pa ngojuar.* 2. Kallëzoj; akuzoj.
NGOP *kal.,* ~A, ~UR. 1. 1 jap të hajë a të pijë dikujt sa të shuajë plotësisht urine ose etjen; mbush me ushqim stomakun; ngij. *ngopi fëmijët. Ngopi barkun. I ngopi me bukë (me mish, me verë).*
2. *fig.* Kënaq deri në fund me diçka, u jap kënaqësi të plotë shqisave ose dëshirave a ndjenjave. *Ngop syrin. Ngop zemrën. Ngop lakmitë.*
3. *fig.* I jap me tepri diçka, zakonisht të padëshirueshme ose të zbrazët, pa vlerë; mbush, dend. *ngopi me premtime (me llafe, me gënjeshtra). E ngopi në dru* e rrahu keqas.
4. *fig. bised.* Ia hedh tjetrit; ia lë në kurriz një barrë a diçka të padëshirueshme. *Ua ngopi fajin të tjerëve. Ia ngopi atë punë atij.*
5. Mbush me diçka derisa të mos mbajë me a të mos ketë me nevojë; *kim.* i shtie një lëngu ose një tretësire sasinë më të madhe të një lënde tjetër që mund të shkrihet në të. *Ngop një lëng.*
NGOPEM *vetv.* 1. Ha e pi sa e shuaj plotësisht urine a etjen; ha ose pi sa nuk mundem me, ngihem. *Ngopem me bukë (me gjellë, me rrush). Nuk ngopnin barkun me bukë. Hëngri sa u ngop.*
2. *vet. veta 111.* Mbushet me diçka; thith diçka në vetvete me shumicë, aq sa të mos mbajë me; *kim.* thith një lëndë tjetër në sasi të madhe, sa nuk men me. *U ngop toka me lagështirë. Ngopet me bojë. Ngo-pet tretësira.*
3. *fig.* Plotësoj një nevojë për diçka; marr aq sa nuk dua me; kënaq një dëshirë me diçka, plotësoj deri në fund dëshirën për të pasur a për të bërë diçka. *U ngop me gjumë. Nuk ngopej me para. Nuk ngopet së shëtituri (së lexuari). lu ngop syri (zemra). Nuk i ngopen dëshirat.*
4. *fig.* Mbushem me tepri me diçka, zakonisht të padëshirueshme ose pa vlerë; nuk dua me. *V ngopën me fjalë (me premtime). V ngop me nota pakaluese.*
5. *Pës. e* NGOP $_5$.
• U ngopa me bathe *shih te* BATHË,~A. Ngopet me erë *shih tek* ERË,~A i. U ngop deri (gjer) në grykë *shih te* GRYKË,~A. Ngopet me shkumë *shih te* SHKU-MË,~A. S'ngopet ariu me miza *shih* aIARI,~U. Ngopet me luge bosh (të zbrazët) *shih* (e ZBRAZËT (i,e).
NGOPJ'E,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve NGOP, NGOPEM. *Ngopje e plotë. Ngopje e tokës. Ngopje me klor (me kripëra). kim. Ngopje magnetike. fiz.* shkalla më e lartë e magneti-zimit të hekurit.
NGOPUR (i,e) *mb.* 1. Që e ka shuar urine a etjen plotësisht; që nuk do më të hajë a të pijë; i nginjur; *kund.* i uritur.
2. Që ka thithur aq sa nuk merr me; *kim.* që përmban sasinë më të madhe të një lënde tjetër që mund të tretet në të. *Tretësire e ngopur. Hidrokarbure të ngo-pura.*
3. *fig.* Që e ka plotësuar nevojën për diçka; që është kënaqur deri në fund a plotësisht me diçka, që nuk do me. *ngopur me gjumë. I ngopur nga jeta. Shkoi (vdiq) i ngopur.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *ngopuri s'e kupton të urituri n. fj. u.*NGORDH Ma., ~A, ~UR. 1. *vet. veto III.* Pushon sjë jetuari, vdes (për kafshët). *Ngordhi kali (gomari, lopa, qeni, macja). Ngordhën pulat.*
*2. keq.* Vdes. *Ngordhninrrugëve(nëkurbet). Ngordhi heu. Ngordhi si qen. Armiqtë le të ngordhin.*
3. *fig. bised.* Mundohetn shumë duke bërë diçka, rraskapitem, këputem; bëj diçka pa iu ndarë deri ne fund. *Ngordhte në punë. Ngordhte gjithë ditën në pazar.*
4. *fig. bised.* Vuaj shumë nga diçka ose për diçka; vdes. *Ngordhi për bukë (për të ngrënë). Ngordhi së ftphti. Ngordhi për gjumë.*
5. *fig. bised.* Jam shumë i dhënë pas diçkaje; dua ose me pëlqen shumë diçka. *Ngordh pas librave. Ngordhte pas të birit (së bijës). Ngordh për mollë (për një pike raki).*
*6. kal.* Mbyt, vras (për kafshët). *Ilaç që ngordh mizat.*
7. *kal. bised.* E mundoj shumë, e lodh rëridë. *E ngordhi kalin me punë.*
• E ngordhi (e kalbi) në dru *shih te* DRU,~JA n. Ka ngordhur ajo pule që bënte ato vezë *shih te* PULË, ~A. Le gomari që na ngordhi, po s'na lënë rehat as mizat *shih te* GOMAR,~I. Presin të ngordhë gomari (kali) që t'i marrin *potkonjtë përb. shih te* GOMAR,~I.
NGORDHACAK,~E *mb. keq.* Ngordhalaq.
NGORDHALAQ, ~E *mb. keq.* 1. I dobët e i pa-fuqi, që mezi qëndron në këmbë. *Kale ngordhalaq. Djalë ngordhalaq.*
2. Që i mungon gjallëria e vullneti, që nuk ka shpirt iniciative; i plogët; i mefshët, i humbur. *Njeri (plak) ngordhalaq.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Mos prit punë të mirë nga ngordhalaqi!*
IVGORDHAQ,~E *mb. keq.* Ngordhalaq. *Fëmijë ngordhaq.*
NGORDHËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ku-fomë kafshe, kërmë, cofëtinë. *Kashë që ushqehet me ngordhësira.*
*2. fig. mospërf.* Njeri ose kafshë që është shumë i dobët, që mezi mbahet në këmbë. *Mban një ngordhë-sirë.*
3. *fig. shar.* Njeri që nuk është i 2oti për asgjë.
NGORDHËT (i,e) *mb. shih* NGORDHUR (i,e).
*Qen i ngordhët. Njeri i ngordhët.*
NGORDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ndërprerja e jetës së një kafshe; një rast i veçantë i një kafshe që ngordh. *Ngordhja e bagëtive. Ngordhje në masë. Shkakton (sjell) ngordhjen (me shumicë). Mënjanimi (pakënimi) i ngordhjeve.*
*2.* Sëmundje që bën të ngordhë gjëja e gjallë. *U ra ngordhja pulave (rosave).*
3. *keq.* Vdekje (edhe *fig.). U erdhi ngordhja bej-lerëve.*
• Është ngordhja me thes në kokë *shih te* THES,~I.
NGORDHUR (i,e) *mb.* 1. Që ka pushuar së jetuari (për kafshët), i cofët; *kund.* i gjallë. *Kafshë e ngordhur. Pule e ngordhur. Mish i ngordhur* mish shumë i dobët.
*2.lfig. mospërf.* Që i mungon gjallëria, i pafuqi, i mefshtë, ngordhalaq. *Njeri i ngordhur. Rri si i ngordhur.*
Bufi i ngordhur lojë fëmijësh gjatë së cilës njëri ulet në tokë, ndërsa të tjerët vënë duart mbi kokën e tij. S'ha pule të ngordhur nuk është budalla, nuk ia hedh dot.
NGRATË (i,e) *mb.* Që është për të ardhur keq, i gjorë, i mjerë, i shkretë. *Ingrati plak. Jetimi i ngratë. Zogjtë e ngratë.*

NGRATHËT (i,e) *mb.* Që i ka qimet të forta e të ashpra, i kreshtë. *Flokë të ngrathet. Mustaqe të ngrathëta.*

NGRE *kal.,* ~ITA, ~ITUR. 1. Çoj nga posh-të lart; i shtoj lartësinë; e marr nga vendi ku ndo-dhet dhe e vë dilfu me lart; ngjit; *kund.* ul. *Ngre barren (drutë, the sin). Ngre hekurin e anijes. Ngre flamurin. Ngre në katin e tretë. Ngre lart.*

*2.* Shkëput diçka nga toka ose nga dyshemeja dhe e mbaj pezull në duar. *Ngre valixhen. Ngre tezgën (vigun). Ngre dorezën e telefonit. Ngre fëmijën në duar.*

3. Drejtoj lart, zhvendos në drejtimin nga poshtë lart; bëj që të çohet lart; *kund.* ul. *Ngre kokën. Ngriti dorën (gishtin). Ngriti krahët (grushtin). Ngriti sytë. Ngriti vetullat përpjeië. Ngre pluhur (era). Ngre dallgë (deti).*

4. E kaloj nga gjendja e shtrirë në qëndrimin pingul; bëj të qëndrojë lart diçka që ishte e shtrirë, e varur a e kapur diku; mbledh; hap; *kund.* ul. *Ngriti kapakun. Ngre jakën e palltos. Barka ngriti pëlhurat (velat). Ngre perdet. Ia ngriti flokët era.*

5. Kthej në gjendjen e mëparshme me këmbë ose pingul diçka që ishte rrëzuar, përmbysur ose rro-kullisur; bëj të ngrihet në këmbë dike që ishte ulur a shtrirë. *Ngriti karriget. Ngriti një fëmijë që u rrëzua. E ngriti plakun dhe e uli në karrige.*

*6.* E bëj që të çohet nga vendi; i prish gjumin, e zgjoj; çoj. *E ngriti nxënësin (në mësim). E ngriti nga vendi. E ngriti nga shtrati (nga gjumi). E ngre herët (vonë).*

7. *gjah.* Nxjerr nga strofka a nga vendi ku është fshehur një kafshë a një shpend; çoj. *Langoi i ngriti lepujt (shkurtat, rosat).*

8. E bëj më të lartë nga ç'ishte (një mur, një ndërtesë etj.). *E ngriti murin. E ngritën shtëpinë edhe një kat.*

9. Ndërtoj e krijoj diçka të re; themeloj; bëj. *Ngritën familje. Ngritën një shtëpi (një shkollë, një spital). Ngritën barrikada. Ngriti folenë (çerdhen). Ngritën një lapidar (një monument). Ngritën koopera-tivën. Ngritën njëkëngë. Ngriti një kor (njëgrup teatral).*

10. *fig.* I vë diçka përpara për ta penguar; i përgatit diçka të papritur për ta kapur a për ta dëmtuar. *ngriti një mur (një gardh). I ngre pengesa. I ngriti një lak (kurth, pusi).*

11. Marr diçka nga një vend dhe e shpie në një vend tjetër, mbaj; heq nga një vend. *ngriti plaçkat nga shtëpia. Ngritën drithin dhe e çuan në depo. Ngre tryezën* heq enët dhe ushqimet nga tryeza.

12. *fig.* E bëj të madh; i shtoj madhësinë, vlerën, masën a shkallën, zmadhoj. *Ngritën çmimet. Ngrenë taksat (qiratë). Ngrenë normal. Ngre shpenzimet (koston). Ngre rendimentin (prodhimin). Ngre moshën. Ngre temperaturën (shtypjen, trysninë).*

13. *fig.* I shtoj vrullin ose shkallën e shfaqjes a të zhvillimit, i shtoj forcën, e forcoj. *Ngre ndjeshmërinë.Ngre vigjilencën (shpirtin luftarak, frymën revoluciona-re). Ngre moralin (gjendjen shpirtërore, humorin). I ngre nervat dikujt* e nevrikos.

14. I shtoj cilësitë ose vlerën, e ngjit në një shkallë më të lartë. *Ngre aftësinë (mjeshtërinë). Ngre dijenitë. Ngre stilin. Ngre në një shkallë të re. Ngre nivelin e veprës (e shfaqjes). Ngre në art* i jap vlerë artistike; e paraqit me art.

15. E bëj të ndriçojë ose të dëgjohet me shumë, e bëj më të lartë, forcoj. *Ngre dritën (fitilin, llambën). Ngre zërin. Ngre radion.*

16. *fig.* E caktoj në një detyrë më të lartë; i besoj një punë më të rëndësishme e me me përgjegjësi. *E ngritën në detyrë (në përgjegjësi). E ngritën në rangun e...*

17. Bëj që t'i çmohen me shumë cilësitë e meritat nga të tjerët; lartësoj, çmoj. *Ngre autoritetin (emrin, prestigjin). E ngre lart. Ngre veten* e çmon veten shumë, e vlerëson në mënyrë të veçantë. *ngre lart emrin* e bëj të çmohet e të vlerësohet në mënyrë të veçantë nga të tjerët.

18. *fig.* Shtroj diçka për t'u shqyrtuar, për t'u gjykuar, për t'u zbatuar a për t'u zgjidhur nga të tjerët; parashtroj. *Ngriti një çështje (një tezë) të rëndësishme. Ngre në shtyp (në gazetë, në fletërritfe). Ngre para masës. Ngre me t( madhe (me force) diçka. Ngre akuza. Ngre një padi. drejt. Ngre nëgjyq dike* e padit, e hedh në gjyq.

19. *fig.* E bëj dike të marrë pjesë gjallërisht në një punë e veprimtari të gjerë; frymëzoj për diçka, i jap zemër. *Partia ngriti popullin (masat) në luftë (në aksion). Ngre shpirtërisht (moralisht).*

20. *fig.* E bëj më të zhvilluar, më të psrparuar, i jap arsim e kulturë; e bëj të dale në dritë. *Socializmi i ngre gjithnjë me lart masat punonjëse. Shkolla e ka ngritur.*

21. *mat.* Shumëzoj me vetveten një shifër ose një shprehje për një numër të caktuar herësh. *Ngre në katror. Ngre në fuqi të katërt.*

22. *bised.* Mbledh, grumbulloj njerëz. *Ngritën ushtarë. Ngritën vullnetarë.*

E ngriti (e nxori, e qiti) nga balta *dike shih te* BALTË,~A. Ngre ballin (lart) fitoj besim në vet-vete, bëhem i guximshëm; eci ballëhapur. Ngriti bishtin *keg.* a) u be gati për të nisur një veprim; b) nisi të shthurej moralisht (sidomos për femrat); c) iu rrit mendja; mbahet më të madh, ka kërkesa të tepërta. I ngriti (i mblodhi, i mori) çoparkat *iron, shih te* ÇO-PARKA,~T. Ngre (çon) dorë (dorën) *k under dikujt a diçkaje* godit, qëllon dike a diçka; nis luftën kundër dikujt a diçkaje. Ngriti (shpalosi) flamurin doli i pari për të mbrojtur a për të shprehur diçka. Ngre (bën, gjen, zë) fole *shih te* FOL E,~JA. Ngre (çoj) gotën (dollinë, kupën, shëndetio) pi për nder të dikujt duke e uruar për diçka. Ngre (çon) hundën (përpjetë) *shih te* HUNDË,~A. Ka ngritur hundën *me dike keq.* është zemëruar me dike. Nuk ngre (nuk çon) kandar (peshë) *edhc poh. shih te* KANDAR,~I. S'e ngre (s'e con, s'e mban, s'e heq) kandari *shih te* KANDAR,~I. E ngriti (e çoi) në (me) këmbë *dike a diçka shih te* KËMBË,~A. Ngre (çoj) kokë (krye) a) çohem në luftë kundër dikujt për të hedhur poshtë zgjedhën e tij, bëj kryengritje; b) dal kundër dikujt, kundërshtoj hapur, nuk pranoj t'i nën-shtrohem me; c) *vet. veto III* shfaqet p:rsëri, fillon përsëri të dale (diçka e padëshirueshme, e dëmshme).

S'e agre (s'e çon) kokën *nga diçka* punon pa ndërprerje, me ngulm. Ngriti (mblodhi) leckat (rra-qet, rreckat) *mospërf.* u shpërngul i detyruar nga dikush, u bart kundër dëshirës, duke marrë me vete gjithçka. la ngriti (ia mblodhi) leckat (rraqet) *dikujt mospërf.* a) e shpërnguli me pahir në një vend tjetër, e përzuri diku me zor, e dëboi nga një vend; b) e hoqi nga një detyrë a përgjegjësi që nuk e meritonte ta mbante. I ngriti monument *libr. shih te* MONUMENT, ~I. Ngre orën kundër *dikujt shih* f<ORË ~A ii. Ngre (çon) peshë *dike shih te* PESHË. Ngre (çon) peshë (mendjet, zemrat) *shih te* PESHË. Ngre (Të) në piedestal *dike libr. shih te* PIEDESTAL,~I. I ngriti (i mblodhi, i ngarkoi) pUçkat *iron, shih te* PLAÇKË,~'A.

Mos ngri (mos ço) pluhur! *shih te* PL,UHUR,~I. Ngrije qafën! *shih te* QAFË,~A. Egriti (e hlpi, e çoi) në qiell *shih te* QIELL,~I. Ngriti spinucfa (çengelat) *shih te* SPIRANCË,~A. Ngre (çoj, mbledh, rrudh) supet shfaq habi a dyshim për diçka që nuk e di, zakonisht duke lëvizur shpatullat. Me ngre Tendi *shih te* VEND,~I. Ngre (çon) veshët *shih te* VESH,~I. I ngriti (i krekosi) veshët *shih te* VESH,~I. Ngre (çoj) zërin (në qiell) Has më të madhe për të kërkuar diçka a për të vënë në vend diçka që me duket e padrejtë; ngul këmbë me force ose kundërshtoj. Ul e ngre (ço) *shih tek* UL. Ngre (çon) doart tort (përpjetë) a) dorëzohet para dikujt; b) përkulet para një vështirësie; pushon së luftuari a heq dorë nga përpjekjet për të kapërcyer vështirësitë. Mi ngre (me hedh) dheu perpjetë *shih te* DHE,~U. Ngriti flamurin e bardhe *shih te* BARDHË (i,e). I ngriti (i bëri, i çoi) këmbët bige (çift) *mospërf. shih te* BIGË,~A. E ngriti (e hodhi, e ktheu) me këmbë përpjetë *mospërf. shih te* KËMBË,~A. Ngre (bën, ndërton) kështje)la në erë (ne ajër) *keq. shih te* KËSHTJELLË,~A. Ngre kodra përmbi det *iron, shih te* KODËR,~RA. Nuk e ngre kurrë qafën *shih te* QAFË,~A. E ka ngritur lafshen përpjetë *shih te* LAFSHË,~A. I ngre tart zemrën *dikujt shih te* ZEMËR,~RA. Ngre (çon) pluhur në llaç *diIk u s h shih te* PLUHUR,~I. E ngritën (e shkulën) me rrënjë e me deg6 *shih te* RRË-NJË,~A i. I ngrinin (i mbanin) sytë nga qielli *shih te* QIEIX,~I. Ngre ujin perpjetë *shih tek* UJË,~I. Nuk i ngre (nuk i merr, nuk i zë) ujë lopata (shati) *shih te* LOPATË,~A. Ngre veshët çark *shih te* ÇARK,~U. I ngre eshet çip *shih te* ÇIP,~I. I ngre (i mban) veshët pipëz *shih te* PIPËZ,~A. Ngre kembën e i bie kokës *shih te* KËMBË,~A. Ngre këmbën e vë gozhdën *shih te* KËMBË,~A. Ka ulur pak hundën, por ka ngritur sqepin *iron, shih tek* UL.

NGREDH *kal.,* ~A, ~UR. Nxit, çoj peshë.

NGREFOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. *zakon. veta III.* I ngrihen puplat përpjetë, fryhet (zakonisht për gjelin e detit).

2. Nxjerr gjoksin përpara dikujt e drejtoj trupin për t'u mburrur; i jap rëndësi vetes, mbahem më të madh, kapardisem, krekosem. *Ngrefoset si gjeldeti (si gjeli majë plehut). Ngrefoset si maçoku në thekër.*

3. *fig.* Marr një qëndrim kërcënues kundrejt dikujt, i gërmushem, i kanosem. *Mos m'u ngrefos ashtu!*

NGREFOSUR (i,e) *mb.* Që është fryrë e ka nxjerrë gjoksin përpara për t'u mburrur; i krekosur, i kapar-disur. *veshur dhe i ngrefosur. I ngrefosur si gjeldeti.*

NGREH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shtrij diçka nga një-ri skaj tek tjetri duke e tërhequr me force për ta zgje-ruar ose pëi ta zgjatur sa me shumë, tendos, ndej.*Ngreh lëkurën. Ngreh dajren. Ngreh telat e kitarës Ie mandolines, e violinës). Ngreh fijet e pëlhurës.*

*2.* E bëj gati për të punuar një vegël a një meka-nizëm, duke tendosur një pjesë të tij, kurdis. *Ngreh pushkën (shulin, çarkun). Ngreh sahatin fzilen e sa-hatit). Ngreh gramafonin.*

3. Bashkoj pjesët e ndryshrne të një vegle a të një pajisjeje dhe e vë që të punojë; e vë të punojë a të veprojë; ndërtoj, ngre; *kund.* shkreh. *Ngreh vegjën. Ngreh sharrën. Ngreh kazanin e rakisë. Ngreh çadrën.*

4. *fig. bised.* Nis të bëj a të kryej diçka që do për-gatitje me shumë njerëz a mjete. *Ngrehën 'luftën. Ngrehu dasmë. Ngrehu tregti.*

5. Tërheq pas vetes, heq. *Ngreh zvarrë (zharg). E ngreh për hunde dike* e bëj të veprojë si dua unë.

• Ngreh (çoj) veshët *shih te* VESH,~I. Ngreh e shkreh prish vazhdimisht atë që ka ndërtuar; punon pa dobi, ndreq e prish. Ngreh e mos këput a) vepron me maturi, përpiqet të mos bëjë diçka të skajshme; b) bën lëshIme të tepruara.

NGREHALUC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *ketj.* Njeri që kapardiset e shet mend; njeri që përpiqet të bjerë në sy me veshjen, me paraqitjen ose me mënyrat e jashtme. *Ngrehaluc i padurueshëm.*

NGREHALUCEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *keq.* Ka-pardisem, krekosem; shes mend. *Ngrehatucet si gjel.*

NGREHEM *vetv.* 1. Krekosem, kapardisem. *Ngre-hej si gjeli (si këndesi, si kaposhi) mbi (në) pleh (majë plehut).*

2. *Pës. e* NGREH. *Ngrehet ora.*

NGREHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tërësia e tra-rëve që ngrihen nga muret e shtëpisë deri te kulmi dhe që shërbejnë si mbështetje e çatisë. *Ngrëha e shtëpisë (e\ çatisë). I vë ngrehën shtëpisë.*

2. *arkit.* Tërësia e pjesëve prej druiri, prej hekuri etj. që përbëjnë skeletin e një ndërtese, skelet. *Ngrehë metalike. Ngrehë mbajtëse. Ngrehë çatie.*

3. *anat.* Tërësia e eshtrave të një frymori, skelet, eshtëri.

NGREHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Vegël e mullirit me ujë, e përbërë nga një dru i pingultë për të ngritur dhe për të ulur gurin e sipërm kur duam të bluajmë hollë a trashë; ulës, cues.

2. Vegël e pushkës ose e një arme tjetër, që shërben për të mbajtur të ngrehur gjilpërën e shulit.

3. Shkop që shërben për të rrotulluar me masë shulin e vegjës, që të lëshojë majën aq sa duhet.

4. Secili nga trarët që mbështeten në rrluret e shtëpisë dhe që lidhen me kulmin.

NGREHINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ndërtesë e Jigritur për të vendosur makineritë e një fabrike a uzine, për të mbajtur prodhimet, lëndët e para etj. ose për një shërbim tjetër. *Ngrehinë e përkohshme. Ngrehinat e prodhimit. Ngrehinë shëndetësore. Ngre-hinat e fabrikës (e ndërmarrjes).*

2. *fig.* Diçka e ndërtuar me punë mendore. *Ngrehinat e shkencës. Një ngrehinë teorike. keq. Ngrehinat e mendjes.*

NGREHUR (i,e) *mb. I.* I tendosur, i nderë. *Lëkurë e ngrehur.*

2. Që është gati për të vepruar; *kund.* i shkrehur. *tushkë e ngrehur. Çark i ngrehur. E mbaj të ngrehur.*

3. *fig.* Që e mban hundën përpjetë, i fryrë, i kapar-disur, i krekosur.

• Është pushkë e ngrehur (e mbushur) *shih te* MBU-SHUR (i,e).

NGREHUR *ndajf. 1.* Gati për t'u shkrehur, në ga-tishmëri. *E mban pushkën ngrehur.*

2. *fig.* Duke u krekosur, me fodullëk. *Rri ngrehur.*

•*k* Me veshët ngrehur me vëmendje të madhe për të dëgjuar çdo gjë ose për të qenë i gatshëm për çdo të papritur.

NGRESHTË (i,e) *mb.* I kreshtë, i kreshpët. *Qime të ngreshta.*

NGRËNË,~A (e) *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Ngrënia e ushqimit. *Dy të ngrëna s'bëjnë keq.*

2. *kryes. sh.* Gatesa për të ngrënë, ushqime; gjellë. *Tryezë plot më të ngrëna. Na priti më të ngrëna e të pira.*

3. Vend i gërryer në një send, grope e thelluar nga brejtja ose fërkimi.

NGRËNË,~T (të) *as.* Ngrënie; e ngrëna. *Është e shijshme në të ngrënë. E ka të ngrënët me zor. I hiqte vetëm të ngrënët.*

NGRËNË (i,e) *mb.* 1. Që ka ngrënë, i ushqyer. *ngrënë e i pirë.*

*2.* I brejtur e i dëmtuar nga përdorimi, që i është hequr një pjesë nga fërkimi i vazhdueshëm etj.; i gërryer. *Jake e ngrënë. Bërryla të ngrënë. Këpucë (çiz-me) të ngrëna. Brigje të ngrëna. Shkëmb i ngrënë.*

Hënë e ngrënë hëna në ditët kur fillon të duket gjithnjë e më e vogël në qiell.

NGRËNË. *pjes. e* HA.

NGRËNËKEQ,~E *mb.* Që nuk ka oreks, që ha pak dhe kërkon gjëra të zgjedhura, që u bën naze gjellëve.

NGRËNËS,~E *mb.* 1. Që ha shumë, hamës. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ngrënës i madh (i pangopur).*

NGRËNIE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të fol jeve HA, HAHET. *Ngrënia e drekës (e darkës). Dhoma (tryeza) e ngrënies. Koha (ora) e ngrënies. Para (pas) ngrënies.*

*2. sh.* ~E, ~ET *bised.* Gjë që shërben për t'u> ngrënë, ushqim. *Kishte ngrënie e pirje. Siguruan ngrë-niert e bagëtive.*

NGRËNSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të përdoret si ushqim, që mund të hahet. *Mish i ngrën-shëm. Bimë (kërpudha) të ngrënshme. Vaj i ngrënshëm.*

NGRICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kohë e ftohtë në të cilën ngrin uji; të ftohtë me akull, që dëmton bimët; acar. *Ngricë e madhe. Ngricat e pranverës (pran-verore). Ngricat e mëngjeseve. Bën ngricë. Ra ngrica. I mbrojnë bimët nga ngrica.*

NGRlDHET *vetv.,* ~ (u), ~UR. 1. Vjen brumi i bukës. *Ngridhet brumi. Ngridhen çyrekët.*

2. *fig.* Vjen në afsh për t'u ndërzyer (pela, Iopa, dhia etj.), ethet. *Ngridhen pelat. Ngridhen lopët (dhitë).*

3. *fig.* Shfaq shenja shqetësimi a zemërimi kur e nguc njeri, kur u mungon ushqimi etj. (për kafshët). *Ngridhen macet (qentë). Ngridhet kali për tagji.*NGRlDHUR (i,e) *mb.* Që ka ardhur, i ardhur (për brumin). *Brume i ngridhur. Bukë të ngridhura.*

NGRIHEM i *vetv.* 1. Çohem në këmbë, merr qëndritnin drejt (për dike që ishte ulur a kishte rënë përdhe); çohem; *kund.* ulem. *Ngrihem në këmbë. U ngrit nga vendi (nga karrigia). U ngrit nga toka (nga dyshemeja). U ngrit në mbledhje* mori fjalën në një mbledhje, duke u çuar nga vendi. *Ngrihem nga tryeza* largohem nga tryeza, pranë së cilës isha ulur. *Ngrihet arithi (has, sus). Mezi ngrihet.*

2. Largohem nga shtrati ose nga vendi ku isha shtri-rë për të fjetur, zgjohem; lë shtratin pas një sëmun-djeje; çohem; *kund.* bie. *Ngrihem herët (shpejt, vonë). Ngrihem që me natë. U ngrit i sëmuri nga shtrati (nga dysheku)* nuk dergjet me i sëmurë, u shërua. *Ngrihet me gjelat* ngrihet shumë herët në mëngjes.

3. Nis të eci, mëkëmbem (për foshnjat). *U ngrit fëmija me këmbë. Është ngritur shumë vonë.*

4. *Bised.* Largohem nga një vend, ku banoja ose ku isha vendosur përkohësisht. *U ngritën nga Tirana. U ngrit me gjithë familje. U ngritën të gjithë të huajt.*

5. *vet. veta HI.* Shton lartësinë; shkëputet nga toka ose nga një sipërfaqe tjetër dhe ngjitet lart; *kund.* ulet, zbret. *Ngrihen retë. Ngrihen zogjtë. Ngrihet ae-roplani (helikopteri, raketa). Ngrihet nga aerodromi (nga pista).*

6. *vet. veta III.* Shkëputet ngadalë nga një sipërfaqe dhe përhapet në ajër. *Ngrihet pluhuri (avulli) nga toka. Ngrihet tymi shtëllunga-shtëllunga.*

7. *vet. veta III.* Shkon raë lart nga rrafshi i sipër-faqes, bëhet me i lartë ose me i bymyer; çohet, fry-het. *U ngrit toka (vendi). I ngrihej gjoksi. Ngrihet brumi.*

8. *vet. veta HI.* Zë një vend duke dale me lart se sendet e tjera përreth, duket mbi sendet e tjera. *Atje tej ngrihet një mal (një kodër, një shkëmb). Anës rrugës ngrihej një përmendore (një lapidar). Ngrihen oxhakët e fabrikave.*

9. *vet. veta III.* Duket në horizont, si pasojë e rro-tullimit të Tokës, çohet, lind, del. *U ngrit dielli tre pashë.*

10. Drejtoj trupin, pasi kam qenë shtrirë a i për-kulur; drejtohet lart diçka që rrinte varur ose ishte e perkulur, merr drejtimin pingul. *V ngrit drejt. U ngritën degët. U ngrit përsëri gruri pas shiut. Me ngrihen flokët (qimet e kokës) përpjetë.*

11. Ngre krye, bëj kryengritje, çohem në luftë; nuk pranoj t'i nënshtrohem me. *U ngritëm kundër pushtuesit. U ngrit i gjithë populli. U ngritën masat e gjera. U ngritën si një njeri (si një trup) i vetëm. Një bie, mijëra ngrihen.*

12. *vet. veta III.* I shtohet madhësia, vlera, masa a shkalla, bëhet me i madh, rritet. *Tek ne nuk ngrihen çmimet. Ngrihet temperatura (shtypja, trysnia). Ngrihet niveli. Ngrihet mirëqenia. Ngrihet në mënyrë të ndjeshme.*

13. *vet. veta III.* I shtohet vrulli ose shkalla e shfaq-jes a e zhvillimit, i zmadhohet forca, bëhet me i fu-qishëm. *Ngrihet vigjilenca (fryma revolucionare). Ngrihet gjendja shpirtërore. Iu ngritën nervat* u zemërua, u nevrikos.

14. *vet. veta HI.* I shtohet forca e ndriçimit ose e zërit. *Ngrihet drita. Iu ngrit zëri.*

15. Marr një punë a një vend më të lartë se me pare, ngjitem. *U ngrit në detyrë (në përgjegjësi). U ngrit lart.*

16. *vet. veta HI.* Me rritet vlera ose rëndësia për-para të tjerëve. *është ngritur autoriteti (prestigji).*

17. Fitoj përsëri vendin a gjendjen e mëparshme; Përmirësoj gjendjen ekonomike; *kund.* bie. *U ngritën pasi hynë në kooperativë.*

18. *vet. veta HI.* Krijohet, themelohet. *U ngrit një çetë (një rreth, një organizatë). U ngrit kooperativa.*

19. *vet. veta HI.* Fillon, nis me force. *U ngrit një erë e madhe.*

20. E ndërpres a i jap fund një pune, të cilën e kryeja ndenjur. *U ngritën nga tryeza (nga buka, nga sofra). V ngrit nga puna.*

21. Para një foljeje tjetër tregon fillimin e një veprimi a një përpjekje më të madhe për të kryer diçka. *U ngrit e vajti (e shkoi). Ngrihet e punon. Ngrihen dhe t mbrojnë shokët.*

22. *Pës. e* NGRE. *U ngrit flamuri. U ngritën dolli.* • U ngrit (doli) nga balta *shih te* BALTË,~A.

Ngrehu e bjer (bjer e çobu) *shih te* BIE i. Iu ngrit (i hipi, i kërceu, e zuri) daman *shih te* DAMAR,~I. Iu ngrit (i hipi, i kërceu) delli i ballit *shih te* DELL,~I. Iu ngrit mendja *shih te* MENDJE,~A. Ngrihet (çohet) peshë *shih te* PESHË. Ngrihem me vesë (për vese) *shih te* VESË,~A. Iu ngritën (iu çuan) flokët (qimet, leshrat e kokës) përpjetë *shih te* FLOK,~U. I ngrihet (i cobet) pluhuri nga prapa *dikujt shih te* PLU-HUR,~I. Iu ngritën (i erdhën, in mblodhën) zorrët te gofa (në grykë, në fyt) *shih te* ZORRË,~A. Ngrihu prift të ulet (të rrijë) hoxha! *shih te*

PRIFT,~I i. Ngrihen (çohen) kërabët e i bien kokës *shih te* KËMBË, ~A. Kush fle me qenin (me qentë) ngrihet me pleshta *fj.u. shih te* QEN,~I.

NGRlHEM ii *vetv. shih* NGRIJ 1,3,4. *M'u ngri qafa (krahu). U ngri në vend. U ngri uji.*

NGRlJ *jokal.,* ~VA, ~RË. 1. *vet. veta HI.* Shndë-rrohet në alcull; bëhet i ngurtë a i trashë nga të ftohtët (një trup i lëngët); ngurtësohet; *kund.* shkrin. *Ngriu uji (vaji). Ka ngrirë lumi (pellgu). Ngriu gjella. Ngriu tutkalli. Ngriu betoni (çimentoja, llaçi).*

2. Ndiej shumë të ftohtë, mërdhij. *Ngrin shumë. Ngrimë pa zjarr.*

3. Humbas shkathtësinë a mundësinë për të lë-vizur trupin a ndonjë gjymtyrë nga të ftohtët; me ftohet shumë një pjesë e trupit sa të humbasë ndjesh-mërinë ose të dëmtohet. *Ngriu në dëborë. I ngriu dora (këmba, hunda). I ngrinë veshët. Me ngriu shpina nga era. Ngrin i vdekuri* bëhet i shtangët trupi i të vdekurit, ftohet.

4. Humbas aftësinë për të lëvizur gjymtyrët a pje-sët e trupit nga një sëmundje, ngaqë mpihem etj. *Me ka ngrirë kurrizi (dora, qafa).*

5. *vet. veta HI.* Me mbetet diçka në dorë dhe nuk e lëviz dot nga habia, nga frika, nga zemërimi etj. *ngriu palla në dorë. I ngriu lopata (furka, luga) në dorë.*

6. *fig.* Mbetem i shtangur nga habia, nga frika etj.; marr qëndrim në këmbë pa lëvizur; shtangem. *Ngriu në vend. Ngriu në këmbë. Ngriu në qëndrim "gatitu". Ngriu nga habia (nga tmerri). I ngrinë tiparet e fytyres.*

7. *vet. veta III.* Me mbetet e nderë një shprehje në fytyrë; me mbetet pa e thënë diçka. *I ngriu buzëqeshja. I ngriu fjala në buzë.*

8. *kal.* E ftoh sa të kthehet nga i lëngët në të ngurtë; e bëj të ngurtësohet, të trashet a të mpikset; ftohshumë diçka në temperatura të ulëta për ta ruajtur nga prishja. *E ngriu ujin. NgriJ mishin (frutat, perimet) në frigorifer.*

9. *vet. veto III.* E bën të ndiejë shumë të ftohtë, e ftoh sa të mpihet. *Të ngrin dhëmbët uji (akullorja). Ma ngriu krahun era.*

10. *kaL* Vesh diçka në sipërfaqe me një lëndë tjetër për ta bërë më të bukur, më të çmueshme; lyej; qën-dis me fije ari, argjendi. *Ngrij në ar* praroj, Iaj në ar; vesh me ar, qëndis me fije ari. *Ngrij në sheqer frutat (mollët, dardhët)* u vë një shtresë sheqeri përsipër, duke i zier në shurup.

Ngriu çark *shih te* ÇARK,~U. I ngriu (iu pre, iu tremb) gjaku *shih te* GJAK,~U i. I ngriu gjakun *dikujt* e tmerroi a e frikësoi shumë; e tronditi shumë. I ngriu zemra *shih te* ZEMËR,~RA. Jam ngrij shkrij jam shumë i shqetësuar duke pritur diçka të keqe, jam në ankth për diçka. I ngriu (i mbeti, i ngeci) fjala në buzë (në gojë, në grykë, në fyt) *shih te* FJALË,~A.

NGRIJË,~A *f.* Ngricë, acar. *Bën ngrijë. Ra ngrija.*

NGRIRË (i,e) *mb.* 1. Që është kthyer në akull; i mbuluar me akull; që është ngurtësuar nga të ftoh-tët. *Ujë (vaj) i ngrirë. Bore e ngrirë. Xhama të ngrirë. Tokë e ngrirë.*

2. Që është ngurtësuar e mbajtur në temperature të ulët për ta ruajtur nga prishja. *Mish (peshk) i ngrirë. Fruta (p'erime) të ngrira.*

3. Që ka humbur ndjeshmërinë dhe aftësinë për të lëvizur nga të ftohtët. *Me duar (me këmbë) të ngrira.*

*4.* Që ka humbur aftësinë për të lëvizur; *fig.* që ka humbur shprehjen e gjallë, i pajetë. *Shprehje (buzë-qëshje) e ngrirë. Rrt si i ngrirë. Mos e mbaj trupin të ngrirë!*

5. I shtrirë mirë e i bërë me kollë, që të rrijë drejt e pa rrudha; i hekurosur mirë (për veshjet). *Me jakë të ngrirë. Me pantallona të ngrira.*

6. I larë me ar e me argjend; i qëndisur me fije ari a argjendi. *ngrirë në ar (në argjend). Kobure e ngrirë në serm (në argjend).*

• Me gjak (me zemër) të ngrirë duke pritur me frikë a me shqetësim të thellë diçka të keqe, me frikë a me tmerr në zemër.

NGRlRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes NGRIJ. *Ngrirja e ujit (e lumit). Ngrirja e çimentos (e betonit). Ngrirja e mishit (e pe-rimeve, e frutave). Pika e ngrirjes. fiz.* pika që shë-non në shkallën e terrnometrit temperaturën në të cilën një lëng ngurtësohet duke u ftohur.

NGRlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të ngrijë.

NGRITË *(i,e) mb.* 1. I ngrirë; i akullt, i ftohtë. *Ujë i ngritë. Ere e ngritë. Me duar të ngrita.*

2. I shkretë, i nxirë (sidomos për të vdekurin). *ngriti djalë. Fat i ngritë* fat i keq, fat i zi.

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Ç'pati i ngriti?*

NGRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ngrehësi i mullirit me ujë.

2. *tek.* Pajisje mekanike që shërben për të ngritur. *Ngr-jtësi i kullave të shpimit.*

*3. sport.* Sportist, që ushtrohet për ngritjen e pe-
'shave me një shufër të trashë, së cilës i vihen anash disqe të rënda. *Ngritësit e peshave. 4. fiz. shih* LEVË,~An.

NGRITËS,~E *mb.* Që shërben për të ngritur lart; që ka të bëjë me ngritjen e sendeve e të peshave. *Pajisje ngritëse. Aftësi (fuqi) ngritëse. Boshti ngritës.*

NGRlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGRE, NGRIHEM. *Ngritja e ujërave. Ngritja e peshave. sport. Ngritja e fiamurit. Ngritja e shtëpive (e banesave). Ngritja e çmimeve. Ngritja e cilësisë (e nivelit). Ngritja e gruas në për-gjegjësi. Ngritja e lëvizjeve revolucionare.*

2. Zhvillim i ndjeshëm, përparim i dukshëm, nivel me i lartë; shkalla e zhvillimit të një fushe a të një du-kurie; ngjitje; *kund.* rënie. *Ngritje e ndjeshme (e ma-dhe). Ka (vërehet) një ngritje. Vë në dukje ngritjen.*

3. Shkalla e zhvillimit ose e pjekurisë që ka arritur dikush nga ana politike, ar si more etj. *Ngritja kul-turore (profesionale) e punonjësve. Ngritja ideologjike. Njeri pa ngritje.*

*4.* Vend i ngritur, vend që del përmbi një rrafsh a sipërfaqe. *Rrugë me ngritje e zbritje.*

NGRITUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Pjesë që del mbi sipërfaqen e një sendi; xhungë. *Të ngriturat në sipërfaqe.*

NGRITUR (i,e) *mb.* 1. Që del me lart se një sipërfaqe e rrafshët, i lartë. *Vend i ngritur. Pjesët e nghtura të tokës.*

*2.* Që qëndron drejt a pingul. *Me jakë të ngritur. Me flokë të ngritur (përpjetë).*

3. *fig-* Që ka nivel të mirë ideologjik, arsimor, pro-fesional a kulturor. *Njeri i ngritur. Punëtorë (ushtarë) të ngritur. Është mjaft i ngritur.*

• Me mendje të ngritur i shqetësuar për diçka, që e ka mendjen te diçka tjetër. Me vesnë të ngritur duke përgjuar me vëmendje për diçka duke ruajtur me kujdes. I ngritur (i ndërtuar, i mbeshtetur) mbi rërë *shih te* RËRË,~A.

NGRITUR *ndajf.* 1. Në qëndrimin drejt, lart. *Me krahët ngritur.*

2. Jo në shtrat, çuar. *gjeta ngritur. Qëndruan gjithë natën ngritur.*

• I mban veshët ngritur (përpjetë) *shih te* PËRPJETË.

NGROH *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj të ngrohtë, i ngre pak temperaturën; i heq të ftohtët, i kthej ngroh-tësinë; *kund.* ftoh. *Ngroh dhomën (zyrën, shtëpinë). Ngroh ujin (qumështin, gjeliën). Ngroh duart (këfnbët). Ngroh në zjarr. Fërkoj duart për t'i ngrohur. Ngroh vezëtm* sipër vezëve derisa të dalin zogjtë (për shpe-ndët).

2. *vet. veta III.* Lëshon ngrohtësi, jep ngrohtësi. *Ngroh dielli. Ngroh zjarri (soba).*

3. *fig.* I jap zemër me fjalë të mira e me qëndrim të afërt; i ngjall besim e shpresë për diçka; e afroj. *ngroh zemrën (shpirtin). Fjalët e tij na ngrohën. Lajmi na ngrohu. Ai s'më ngroh* nuk kam shumë shpresë tek ai, nuk i kam aq besim. *Kjo punë s'më ngroh. Ato fjalë s'më ngrohin.*

• As të ngroh, as të ftoh a) nuk të bën as mirë, as keq; nuk shqetësohet fare; b) nuk të lë mbresa, nuktë prek fare (një njeri, një vepër etj.); c) është pa vlerë, pa dobi. E ngroh (e mbuloj) në hi *shih te* HI,~RI. Ngroh vezët rri kot, rri pa punë; e merr një punë tepër ngadalë. la ngrohu xhepin *dikujt* ia mbushi xhepin me para, i dha një shutnë të mirë të hollash. Snu ngroh zemrëu nuk me kënaq, nuk me pëlqen; nuk kam besim se mund të arrihet një gjë ose se dikush mund ta kryejë një punë. Dielli ngroh (lind) për të gjithë *fj. u. shih te* DIELL,~I. Flaka të djeg, prushl të ngroh ;. *u. shih te* PRUSH,~I.

NGROHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet i ngrohtë, i ngrihet pak temperatura; i ikën të ftohtët e madh, i kthehet ngrohtësia; *kund.* ftohet. *Ngrohet uji (toka, rëra). Ngrohet trupi. Ngrohet koha (moti).*

2. Marr ngrohtësi duke qëndruar në diell, pranë zjarrit ctj, *Ngrohem në diell. Ngrohem praAi zjarrit (vatrës, sobës).*

3. *vet. veta III. fig.* Bëhet me i gjallë, me i afërt e me i përzemërt. *U ngroh biseda (muhabeti). U ngrokën marrëdhëniet.*

4. *Pës. e* NGROH 1,3.

• Ngrohet në diell (në shullë) rri pa punë, nuk bën asgjë. Jem! ngrohur nën (nga) nJÇ diell *iron,* jemi fare të largët njëri për tjetrin, s'kemi të bëjmë fare njëri me tjetrin; nuk jemi as fis, as soj. Është ngrohur në leshin e vet *shih te* LESH,~I. Me ngrohet zemra (sfcpir-ti) me ngjallet besimi e shpresa, e ndiej veten të çli-ruar nga shqetësimi, dyshimi a frika.

NGROHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Përdorëse a pajisje që shërben për të ngrohur, nxehës. *Ngrohës elektrik. Ngrohës me qymyr. Ngrohës uji (ajri).*

2. *tek.* ?jesë e një makine me avull, që përfshin vatrën dhe kazanin.

3. Punëtor që punon pranë një pajisjeje për ngroh-je. *Ngrohësi ifurrës.*

NGROHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGROH, NGROHEM. *Ngrohja e dhomës (e zyrës). Ngrohja e motit (e kohës). Ngrohja e marrëdhënieve.*

*2.* Tërësia e pajisjeve, që shërbejnë për të ngrohur një vend a një mjedis. *Ngrohje qendrore. Ngrohje elektrike. Ngrohje me dru (me qymyr). Sistem ngrohjeje.*

NGROHTË,~T (ft) *as.* Gjendje e ajrit a e klimës me temperature disi të ngritur, ngrohtësi; mjedis që të mban ngrohtë a që të bën ta ndiesh veten ngrohtë; *kund.* të ftohtët. *Kam të ngrohtë* ndiej ngrohtësi. *E ndiej të ngrohtët. Bimët duan të ngrohtë. E vine (e mbajnë) ngrohtë.*

NGROHTË (i,e) *mb.* 1. Që ka një temperature disi të lartë, që ka nxehtësi jo shumë të tnadhe; *kund.* i ftohtë. *UJë i ngrohtë. Bukë (gjellë, pije) e ngrohtë. Ajër i ngrohtë. Rryma të ngrohta.*

*2.* Që është ngrohur, që i është ngritur. temperatura nga dielli, nga zjarri etj.; që e mban ngrohtësinë, që është i mbrojtur nga të ftohtët. *Dhomë (sallë, zyrë, shtëpi) e ngrohtë. Vend i ngrohtë.*

3. Që lëshon ngrohtësi, që-të ngroh. *Diell i ngrohtë.*

4. Që është i butë, pa ngrica dhe jo shumë i nxehtë (për motin); që ka klimë të butë gjatë gjithë vitit (për vendet). *Mot i ngrohtë. Ditë e ngrohtë. Vjeshtë e ngrohtë. Vendet (viset) e ngrohta.*

5. Që ka temperaturën e zakonshme të trupit të njeriut. *Kafshët me gjak të ngrohtë. Ishte ende i ngrohtë.*

6. *fig.* Që është i përzemërt e i afërt; që shpreh da-shuri e mirësi, që bëhet me ngrohtësi. *Pritje e ngrohtë. Urime të ngrohta. Ndjenja të ngrohta. Shprehje (fjalë) të ngrohta. Letër e ngrohtë. Bisedë e ngrohtë. Mjedis i ngrohtë. Në tnënyrë të ngrohtë.*

7. Që është i këndshëm e i butë për syrin a për ve-shin, që vjen i ëmbël (për ngjyrat e tingujt). *Ngjyra (tone) të ngrohta. Zë i ngrohtë.*

•*k* Qoshe e ngrohtë (vend i ngrohtë) *keq.* punë e rehatshme, pa telashe e vështirësi dhe më të ardhura të mira. I kishte shpatullat të ngrohta (krahët të ngrohtë) a) ishte i mbrojtur mirë; kishte një prapavijë të-sigurt; b) *keq.* kishte përkrahje a mbrojtjë nga një njeri a organ i rëndësishëm, edhe pa të drejtë. E ka xhepin të ngrohtë ka shumë para; është në gjendje të mirë ekonomike. E kam zemrCn të ngrohtë jam i qetë shpirtërisht dhe e pres pa frilcë të ardhmen; jam pa shqetësime e kokëçarje. E mban aw ujë te ngrobtë (t” vakët) *shih* <e£UJË,~I. E ndiente shpinën te ngrohtë i kishte shpatullat të ngrohta.

NGROHTË *ndajf.* 1. Me temperature disi të lartë, pa ngrica dhe pa të nxehtë të madh, butë (për motin dhe për mjedisin); *kund.* ftohtë. *Bën ngrohtë. Mban ngrohtë dimri (moti). Ishte ngrohtë brenda.*

2. Në një temperature të tillë, që nuk ndiej të ftohtë. AIë *mbajnë ngrohtë këto rroba. Jam ngrohtë këtu.*

3. *fig.* Në mënyrë të përzemërt e të afërt, me da-shuri e përzemërsi, në mënyrë të ngrohtë, me ngrohtësi. *E priti ngrohtë. Sillet ngrohtë me shokët. Me foli ngrohtë.*

NGROHTËSI,~A. 1. Afsh i ngrohtë, që vjen nga një send; gjendja e ngrohtë e një sendi, të qenet i ngrohtë; *kund.* ftohtësi. *Ngrohtësia e diellit (e zjarrit). Ngrohtësia e ujit (e ajrit, e tokës). Ngrohtësia e trupit. Lëshon ngrohtësi. E mban ngrohtësinë.*

*2.* Ndjenja që kemi kur na ngrohet trupi. *Me kalon një ngrohtësi.*

3. *fiz. shih* NXEHTËSI,~A *Ngrohtësi specifike. Zhvillon ngrohtësi.*

4. *fig.* Qëndrim i afërm e i përzemërt, përzemërsi; të qenët i ngrohtë (në sjelljen, në qëndrimin kundrejt dikujt). *Ngrohtësia e familjes (familjare). E priti (e përshëndeti) me ngrohtësi. I foli me ngrohtësi. E ndien ngrohtësinë e shokëve.*

5. *fig.* Shfaqja e një ndjenje të butë e të ëmbël, shprehja e një ndjenje të ngrohtë nëpërmjet një vepre artistike, një kënge etj. *Këndon (luan) me ngrohtësi. E shkruar me ngrohtësi.*

NGROHTËSIMATËS,^I *m. sh.* ~, —IT. *shih* NXEHTËSIMATËS,~I.

NGROHTËSISHT *ndajf.* Në mënyrë të ngrohtë, me ngrohtësi, ngrohtë. *E përshëndeti (e uroi, e falën-deroi, e priti, e përcolli) ngrohtësisht.*
NGROHTORE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. KaWajë.
NGROHUR (i,e) *mb.* 1. Që i është ngritur disi temperatura duke ndezur aty një mjet ngrohjeje; që është ngrohur me sobë, me kalorifer etj. *Dhomë (shtëpi, zyrë) e ngrohur.*
2. *fig.* Që ka fituar besim e shpresë nga dikush a nga diçka. *Me zemër të ngrohur. Doli i ngrohur.*
NGRUSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~tAR. Shtrydh duke e shtrënguar me grushte për t'i hequr ujin ose për t'inxjerrë lëngun. *Ngrushtoj një shami (një çorap). ffgrushtoj domatet.*
NGRYDHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *vet. sh.* Grum-bullohemi në një vend me shumicë e ngjishemi a shtrëngohemi njëri pas tjetrit. *U ngrydhën njerëzit te sheshi.*
NGRYDHËT (i,e) *mb.* I rrasët, i ngjeshur; *kund.* i shkrydhët. *Mollë e ngrydhët. Kulaç i ngrydhët.*
NGRYK *leal.,* ~A, ~UR. *shih* NGRYKOJ. iNGRYKAS *ndajf.* Ngrykë.
jNGRYKË *ndajf.* 1. për qafe. *Man ngrykë* përqafoj. 2. Në krahë, hopa. *Marr fëmijën ngrykë.*
NGRYKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Përqafoj, marr ngrykë.
NGRYS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Kaloj një ditë deri në mbrëmje. *E ngrysëm edhe këtë ditë.*
2. Kaloj një periudhë kohe, zakonisht me mun-dime ose pa ndonjë gëzim; kaloj periudhën e fundit të jjetës, mbyll. *Ngrys ditët. E ngrysi jetën brenda katër mureve. E ngrysi pleqërinë vetënt.*
3. Vrenjt. *Ngrys vetullat. Ngrys fytyrën.*
*4. bised.* Bëhem shkak për të vonuar dike, vonoj; e bëj të ndalet a të presë gjatë diku. *Na ngryse këtu.*
NGRYSALAQ,~E *mb.* Që është vazhdimisht i zymtë në fytyrë, që nuk i qesh buza ndonjëherë. *Njeri ngrysalaq.*
NGRYSEM *vetv.* 1. *pavet.* Bie errësira e mbrëmjes, erret; *kund.* gdhihet. *Ngryset shpsjt (herët, vonë). Sa\të ngryset. Para se të ngryset.*
2. *vet. veta HI.* Kalon një ditë; *kund.* gdhihet. *U ngrys edhe një ditë.*
31 Kaloj ditën deri në mbrëmje ose në një gjendje të oaktuar; me zë nata diku. *U ngrysëm përjashta (në mat). Ku ngryset, s'gdhihet* ndërron banesë a vend vazhdimisht. *U ngrys e nuk u gdhi* vdiq pa aguar dita tjetër, vdiq natën. *Si u ngryse?* si e kalove ditën? (për-doret si përshëndetje, kur takohemi me dike në mbrëmje). *Ngryset e gdhihet në punë (mbi libra).*
4.j *fig.* Bëhem i vrenjtur në fytyrë, vrenjtem. *V ngrys menjëherë. U ngrys në fytyrë kur e pa.*
NGRYSËT (i,e) *mb. shih* NGRYSUR (i,e).
NGRYSJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeye NGRYS, NGRYSËM. *Ngrysja e ditës. Ngrysja e vetullave.*
2. Koha fill pas perëndimit të diellit, muzgu i mbrëmjes. *Në ngrysje. Na zuri ngrysja.*
NGRYSUR,~IT (të) *as.* Koha kur fillon të erret, mbrëmja. *Ndaj të ngrysur. Erdhi më të ngrysur; kund.* të gdhirët.
NGRYSUR (i,e) *mb.* I. Që është i mërzitur dhe i zhytur në mendime; që shpreh një gjendje shpirtë-rore të rëndë e të trishtuar; i zymtë, i vrenjtur. *ngrysur në fytyrë. Njeri i ngrysur. Me vetulla të ngrysura. Me ballë të ngrysur. Doli i ngrysur që andej.*
2. *fig.* Që është pa dritë e pa gëzim, i trishtuar, i zymtë, i errët. *E kaluara e ngrysur. Mjedis i ngrysur.*
3. I errët, i vrenjtur. *Qiell i ngrysur.*
NGRYSUR *ndajf. I.* Në mbrëmje ndaj të ngrysur, kur fillon të erret, vonë. *Erdhi ngrysur.*
*2. fig.* Me fytyrë të vrenjtur. *Rri ngrysur.*
NGUC,~I *m. sh.* ~A, ~AT *keq.* Ai që përpiqet të shtyjë dike kundër një tjetri, njeri që synon të ar-miqësojë dike me një tjetër; dashakeq.
NGUC *kal,* ~A, ~UR. 1. Ngacmoj diçka a dike me dorë ose me një send, shpoj. *Nguc bletët (zogjtë). Nguc fëmijën. Nguc me dorë.*
*2. fig.* Ngacmoj a shqetësoj dike me fjalë, me thum-ba; gërgas. *Nguc me fjalë. Mos e nguc, se zemërohet.*
3. *fig.* Nxit dike për të vepruar në dëm të dikujt, cyt, shtyj, nxit, shpoj. *Nguc kundër shokut (mikut). E kanë ngucur të tjerët. Dikush e ka ngucur.*
4. Ngjesh në një vend, i rras ngushtë.
NGUC *ndajf.* Çalë e nguc: duke çaluar e i kërrusur, duke ecur me vështirësi.
NGUCEM *vetv.* 1. Futem në një vend me vështirësi, ngjishem a rrasem në një vend të ngushtë bash-kë më të tjerë. *Nguceshin pas njëri~tjetrit. U ngucën në një qoshe.*
*2. vet. sh. fig.* Ngacmojmë njëri-tjetrin me fjalë a me diçka. *Nguceshin me llafe.*
3. *Pës. e* NGUC.
NGGCËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shtyn për keq dike, gërgasës.
NGUCJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGUC, NGUCEM. *Ngucja e qenit (e bletëve).*
*2.* Diçka që na shqetëson. *Ngucje të mërzitshme (të vazhdueshme).*
NGUCUR *ndajf.* Ngjeshur shumë pranë njëri-tjetrit, shtrënguar, ngushtë; *kund.* lirshëm. *Rrinin ngucur. I shkruan fjalët ngucur.*
NGUFAT (NGUFAS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Fryj, mbufat. 2. Zgurdulloj (sytë).
NGUJlM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGUJOJ, NGUJOHEM. *Ngujimi i derës. Ngujimi i ushtrisë armike. Kulla e ngujimit.*
*2. vjet.* Mbyllja brenda për një kohë të gjatë për tu ruajtur nga gjakësi. *Ndenji dhjetë vjet në ngujim. Mbeti në ngujim.*
NGUJOHEM *vetv.* 1. Mbyllem brenda në një kullë, kështjellë etj. për t'u mbrojtur a për të luftuar; mbe-tem i mbyllur diku. *Ngujoheshin ndër kulla. U ngujuan në kala (në kështjellë). U ngujuan për luftë. Mos u ngujo në shtëpi!* mos qëndro vazhdimisht brenda, pa lëvizur nga shtëpia.
2. Ngulem në një vend të përshtatshëm e nuk shku-lem që aty, zë vend mirë. *U ngujuan në një pritë (pas një shkëmbi).*
3. *Pës. e* NGUJOJ.
NGUJOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Mbyll mirë derën me shul a me ndonjë mjet tjetër që të mos ha-pet, kyç, zë. *Ngujoi derën. E ngujoi me shul (me dry).*
2. Mbyll brenda në një kështjellë, kullë etj. dhe nuk e lë të dale; mbaj të rrethuar në një vend. *E ngujuan në shtëpi (në kullë). E ngujuan armikun në fortesë. Na ngujoi të ftohtët (dëbora, shiu)* u mbyllëm në shtëpi nga të ftohtët (nga dëbora, shiu), nuk dalim dot jashtë, mbetëm brenda.3. Pengoj dike dhe nuk e lë të bëjë levizje ose të

ecë, mbërthej në vend, gozhdoj. *ngujoi këmbët (du-art). E ngujuan armikun. E ngujoi në vend.*
• la ngujoi (ia lidhi, ia zuri) këmbët *shih te* ZË.
NGUJORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shul prej druri për të mbyllur derën nga brenda. *vuri ngujoren derës.*
NGUJUAR (i,e) *mb.* 1. Që është mbyllur me diçka për të mos u hapur. *Derë e ngujuar.*
2. Që është mbyllur në një kullë, keshtjellë etj. për t'u mbrojtur; që mbahet i rrethuar nga forca të jasht-me. *ngujuar në kullë (në kështjellë, në kola). Ushtria e ngujuar.*
3. I mbërthyer në vend, që nuk lëviz dot nga vendi, i ngulur, i gozhduar. *ngujuar në shtrat. I ngujuar në vend. Mbeti i ngujuar.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 2,3 të mbiemrit. *Të ngujuar it në kala (në kullë). Të ngujuar it nuk u dorëzuan.*
NGUL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tipar i brendshëm, tipar i karakterit të një njeriu; ves, huq. *Njeri me ngule të këqija.*
NGUL *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bëj që diçka (zakonisht me majë) të hyjë në një trup (në tokë, në mur, në dërrasë etj.) duke e goditur ose duke i rënduar me force; *kund.* shkul. *Ngul gozhdën. Ngul shtyllat. Ngul një hu. Ngul kazmën. Ngul në dhe (në dërrasë). E nguli thellë.*
2. Fut diçka të nolle e të mprehtë në një send. *Ngul gjilpërën. I nguli thikën (shpatën). Ngul pirunin. Ngul sfurkun. I nguli dhëmbët. I ngul thimthin. I nguli thonj-të (kthetrat).*
3. Mbjell një bimë a një pemë. *Ngul hardhi. Ngul fidanë.*
4. Vendos diku për të mos e lëvizur për një kohë; e vë diku, duke e mbajtur fort që të mos luajë nga vendi. *Ngulën çadrat* vendosën, hapën çadrat. *Ngulën kampin. Ngulën vathën. Nguli cak* zuri vend për të jetuar. *Ngul këmbët pas dheut. Ngul flamurin* vë, rigre flamurin në një vend.
5. *fig.* Shikoj me vëmendje të përqendruar. *nguli sytë. Nguli vështrimin.*
6. *fig.* Bëj që të zërë vend për shumë kohë në men-dje a në kujtesë diçka. *E nguli në kokë (në mendje, në kujtesë). E ngulën në ndërgjegje.*
7. *jokal.* Zë vend diku për të banuar; qëndroj në një vend, ndalem diku, ngulem. *Nguli në fshat. Nguli i pari në atë vend. Ngul aty e mos lëviz!*
*it* E nguli bririn *përb.* vdiq, ngordhi. Ngul këmbë kërkoj më të madhe që të me plotësohet një kërkesë a një dëshirë, mbroj me ngulm mendimin tim për diçka, këmbëngul, nuk tërhiqem, ngulmoj. Ngul (hedh, tëshon, zë) rrënjë *shih te* RRËNJË,~A i. Ngul ibembrat s'lëviz nga vendi, nuk tundet. I nguli (i futi):honjtë *dikujt shih te* THUA, ~THOI 3. Ngul këmbët në akull *shih tek* AKULL,~LLI. I nguli (i futi) thikën prapa kurrizit (pas shpine) *shih te* KURRIZ, ~I. Ngul hunj e shkul hunj *shih te* HU,~RI. Ngul qepë e shkul hudhra *shih te* QEPË,~A.
NGUL *ndajf.* Drejt, fill. *Ngul përpjetë.*
NGULAS *ndajf.* Në mënyrë të përqendruar në një vend, ngultas. *Vështroj (shikoj) ngulas.*
NGULAZI *ndajf.* Me ngulm, pa iu ndarë diçkaje, me këmbëngulje. *Trokiste ngulazi.*
NGULEM *vetv.* 1. *vet. vela III.* Hyn nS një trup një send i mprehtë ose me majë. *Iu ngul një gozhdë. Iu ngul një gjemb (një spicë) në këmbë.*
2. *fig.* Zë vend fort diku dhe nuk lëviz, qëndroj gjatë diku e nuk lëviz që andej; *kund.* shkulem. *V ngul te dera (te shkallët). U ngul te shkëmbi. U ngul në vend.*
3. *fig.* Zë vend diku për të banuar e për të jetuar, vendosem diku; *kund.* shkulem. *U ngulën në fshat (në tokat e reja).*
*4. vet. veto III fig.* Me lë mbresë të forte c të pa-shlyeshme, zë vend në mendje a në kujtesë dhe nuk largohet; *kund.* shkulet. *Me është ngulur në mendje (në kokë, në zemër).*
5. *Pis. e* NGUL 1-3,5,6. *U ngulën kazmat. V ngulën çadrat.*
• Iu ngul (i ra, i mbeti) thikë në zemër *shih te* THI-KË,~A.
NGULËT (i,e) *mb.* 1. Që rri në një vend pa lëvizur. *Yll i ngulët. Bosht i ngulët.*
2. *fig.* I përqendruar në një pike a në një vend (për vështrimin). *Shikim (vështrim) i ngulët.*
3. *fig.* Që është i qëndrueshëm për një kohë të gjatë, që nuk ndryshon, i patundur. *Besim (mendim)* 1 *ngulët. Bindje të ngulëta. Rregulla të ngulëta.*
4. Që bëhet duke u përqendruar për një kohë të gjatë në diçka; që është këmbëngulës në diçka. *Me punë të ngulët. Studiues i ngulët.*
NGULIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit 3 të foljes NGULEM. *Ngulimi i shqiptarëve në Itali në shekullin XV. Ngulimi në dhe të huaj.*
*2.* Vend ku është ngulur një popullsi e vogël, e ardhur nga një vend a krahinë tjetër; banorët e këtij vendi. *Ngulimet shqiptare jashtë atdheut. Ngulimet në bregdetin ilir.*
NGULtT (NGULlS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ngul në mendje a në kujtesë në mënyrë të qëndrueshme; bëj që diçka t'i mbetet përgjithnjë në mendje a në zemër. *Ngulit në mendje (në kujtesë, në zemër). Ngulit dashurinë për punën (për atdheun). Ngulit urrejtjen për armikun.*
2. Bëj që të jetë e përcaktuar mirë dhe e qëndrueshme, të mos lëvizë a të mos ndryshojë; bëj që të zërë vend mirë. *Ndihmoi për të ngulitur drejtshkrimin.*
NGULlTEM *vetv.* 1. Kapem e mbahem fort pas diçkaje; ngulem fort sa nuk shqitem. *U ngulitën pas shkëmbit. Iu ngulitën këmbët fort në shtyllë.*
2. *vet. veta III. fig.* Zë vend në mendje a në zemër dhe nuk hiqet tnë; lë mbresa të thella e të pashlyeshme. *M'u ngulit në mendje (në zemër). Ngulitën tiparet e moralit komunist.*
3. *vet. veta III.* Merr trajtë të përcaktuar mirëe të qëndrueshme; zë vend të qëndrueshëm. *Ngulitet një rregull drejtshkrimore (një mënyrë shqiptimi). Ngulitet norma gjuhësore.*
NGULlTËS,~I m. *sh.* ~, ~IT *kim.* 1. Lëndë që përdoret për t'i dhënë qëndrueshmëri bojës mbt fijet e ngjyera, fiksues. *Ngulitës ngjyre.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Acid ngulitës. Lëndë (substance) ngulitëse.*NGULITJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGULIT, NGUUTEM. *Ngulitja e lëndës (e njohurive). Ngulitja e drejtshkrimit. Ngulitja e nor-mës letrare.*
NGULITUR (i,e) *mb.* 1. Që ka zënë vend në mendje a në kujtesë dhe që nuk largohet, që nuk shlyhet. *Mendim i ngulitur. E kam të ngulitur në mendje.*
2. Që ka marrë trajtë të përcaktuar mirë e të qën-drueshme; që ka zënë vend. *Drejtshkrim i ngulitur. Normë e ngulitur.*
NGULJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGUL, NGULEM. *Ngulja e shtyllave (e hunjve). Ngulja e gozhdëve.*

NGULM,~I *m.* 1. Përpjekje e pandërprerë dhe më të gjitha fuqitë për të arritur a për të kryer diçka; përqendrim i vazhdueshërrt në diçka; zell. *Punon (luf-ton, meson) me ngulm. E ka kapur (e bën) punën me ngulm. Zbaton me ngulm porositë. Shikoj (vështroj) mf ngulm* nuk ia ndaj sytë, shikoj i përqendruar diku.
2. Qëndrim i patundur në lidhje me diçka; këmbë-ngulje. *Kërkon me ngulm. Ka vënë ngulmin* kërkon me këmbëngulje; nuk heq dorë nga diçka.
NGULMËT (i,e) *mb.* 1. Që ka zënë vend mirë e nuk largohet, i ngulitur. *Mendim i ngulmët. Shpresa (bin-dje) të ngulmëta.*
2. Që bëhet pa iu ndarë dhe më të gjitha fuqitë, që bëhet me këmbëngulje; këmbëngulës. *Luftë e ngulmët. Përpjekje të ngulmëta. Njeri i ngulmët në punë.*
NGULMlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes NGULMOJ. *Ngulmimi për plotë-simin e planit.*
2. Ngulm; këmbëngulje. *Ngulmim i heshtur.*
kGULMOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Ngul këmbë për diçka, kërkoj me force të me plotësohet një kër-kesë, një dëshirë etj., i mbahem me ngulm mendimit tim. *Ngulmojmë për zbatimin e detyrave (e rregullores). Ngulmoj në qëndrimin tim. Ngulmonte në gabimet e veta. Ngulmon më të drejtë (pa arsye).*
NGULMUES,~E *mb.* 1. Që nuk i ndahet diçkaje, që vepron me ngulm; që bëhet me ngulm. *Njeri ngul-mues. Përpjekje ngulmuese. Luftë e gjatë dhe ngulmuese.*
*2.* I përqendruar mirë diku; që nuk shkëputet (për sytë, vështrimin). *Vështrim (shikim) ngulmues. Vë-mendje ngulmuese. Me sy ngulmues.*
fGULOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. *shih* NGULEM 3.
IVGULSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk shkëputet lehfë nga a jo që ka nisur; me vullnet të forte, i ngulët, i vullnetshëm. *nguhhëm në punë. Është mjaft i ngul-shëm.*
NGULTAS *ndajf.* 1. Në mënyrë të përqendruar në një vend a në një pike. *Shikon (vështron) ngultas.*
2. Me ngulm, me këmbëngulje; pa iu ndarë. *Beson (shpreson) ngultas. Pyeste ngultas.*
NGULTHI *ndajf. shih* KRYENGULTHI.
rJIGCLUR (i,e) *mb.* 1. Që ka hyrë në një trup me ••odttje a më të shtyrë (për një send me majë); *kund.* I'Vaiiir. *Shtylla të ngulura. Hunj të ngulur.*
'our a i mbërthyer pas diçkaje që të mos lë-' lëvizshëm. *Makara e ngulur. Bosht i ngu-*
3. Që ka zënë vend diku për të banuar e jetuar; që jeton vazhdimisht në një vend; *kund.* endacak. *Banorë të ngulur. Mënyra e ngulur e jetesës.*
*4.* I përqendruar në një vend. *Me sy të ngulur. Me vështrim (me shikim) të ngulur.*
5. *fig.* I ngulët, i ngulmët. *Shpresë (bindje) e ngulur. Punë e ngulur.*
NGURAFËT *ndajf.* Me druajtje, jo lirshëm. *Flet ngurafët.*
NGUROHET *vetv.* 1. Bëhet i forte si gur. 2. *Pës. e* NGUROJ.
NGUROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të forte si gur. *Nguroj brumin.*
*2. shih* NGUROS.
NGUROS *kal.,* ~A, ~UR. E kthej në gur një qe-
nie të gjallë (sipas përfytyrimeve të përrallave e të mitologjisë mbi qeniet me force të mbinatyrshme); e bëj si gur.
NGUROSEM *vetv. 1. vet. veta III.* Shndërrohet në gur ose bëhet si gur; ngurtësohet. *Nguroset lava. Jane ngurosur bimët në thellësi të tokës.*
2. *fig.* Mbetem pa lëvizur e pa folur nga habia, nga frika etj., ngrij, shtang në vend. *U nguros nga habia.*
3. *fig.* Humbet aftësinë për t'u ndryshuar a për t'u zhvilluar; ngrin në një trajtë. *Nguroset gjuha. Nguroset një shprehje (një trajtë).*
*4. Pës. e* NGUROS.
NGUROSJE,~A. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve NGUROS, NGUROSEM. *Shka-lla e ngurosjes.*
2. Diçka që është ngurosur ose që ka ngrirë në një trajtë të caktuar.
NGUROSUR (i,e) *mb. 1.* Që është shndërruar në gur, që është bërë si gur. *Guaskë deti e ngurosur. Bimë të ngurosura.*
2. Që ka ngrirë në një trajtë të caktuar dhe që nuk ndryshon më tej. *Fjalë (shprehje) e ngurosur. Trajtë e ngurosur. Teori (dogmë) e ngurosur.*
3. *fig.* Që ka ngrirë në vend nga habia, nga frika etj.; që ka humbur gjallërinë, i pajetë. *Fytyrë e ngurosur. Mbeti i ngurosur.*
NGURTË (i,e) *mb.* 1. *fiz.* Që ruan të pandryshuesh-me trajtën dhe përmasat për shkak të lidhjes së ngushtë midis molekulave të veta dhe që nuk mërr trajtën e enës ku shtihet si lëngjet, as nuk shpërndahet si gazet. *Trup i ngurtë. Lëndë të ngurta. Në gjendje të ngurtë.*
*2.* Që është i forte e i paepshëm si guri; që nuk është i butë a elastik. *Brume i ngurtë. Pëlhurë e ngurtë. Gjinj të ngurtë. Lopë e ngurtë* lopë që i ka gjinjtë të forte në të mjelë. *Bëhet i ngurtë.*
3. *fig.* Që ngul këmbë në qëndrimin e vet a në bin-djet e veta dhe nuk pranon të bëjë asnjë lëshim ose ndryshim sipas kushteve a rrethanave; që kërkon zbatim të rreptë pa asnjë shmangie ose ndryshim, i pandryshueshëm. *Njeri i ngurtë. Qëndrim i ngurtë. Pikëpamje të ngurta. Nor më e ngurtë. Metoda buro-kratike e të ngurta.*
NGURTË *ndajf.* Në mënyrë të ngurtë, me rreptësi, pa asnjë lëshim ose ndryshim sipas kushteve e rrethanave. *E kupton (e zbaton) ngurtë.*NGURTËSI,~A . 1. Vetia e një trupi të ngurtë, të qenët i ngurtë. *Ngurtësia e lëndës. Humbet (fiton) ngurtësinë.*
*2. fig.* Qëndrim i prerë, që nuk lejon asnjë shmangie ose ndryshim, pavarësisht nga kushtet e rrethanat; vetia e njeriut të ngurtë. *Ngurtësi burokratike. Ngur-• tësia e karakteril.*
NGURTËSlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhë gjendja sipas kuptimeve të foljeve NGURTËSOJ, NGURTËSOHET. *Ngurtësimi i çimentos (i llaçit, i betonit). Ngurtësimi i mëlçisë (i arterieve). Ngurtësimi i brumit.*
2. Diçka që është bërë e ngurtë. *Ngurtësime të ndryshme. Është formuar një ngurtësim.*
NGURTËSOHET *vetv.* 1. Shndërrohet në trup të ngurtë. *Ngurtësohet giza (çimentoja, betoni). Ngur-tësohet nga të ftohtët. Ngurtësohet ngadalë (me shpej-tësi).*
2. Bëhet i ngurtë, bëbet i forte dhe humbet butësinë ose elasticitetin. *Ngurtësohet buka. Ngurtësohet mëlçia.*
3. *fig.* Humbet aftësinë për t'u zhvilluar e për t'u ndryshuar më tej lirisht. *Ngurtësohet një drejtim (një rrymë).*
NGURTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kthej në gjendje të ngurtë; e bëj të ngurtë. *Ngurtësoj një lëng (një gaz).*

*2. vet. veta HI fig.* Bën që të humbasë ndjeshmërinë a ndjenjat. *ngurtëson shpirtin (zemrën). Vuajtjet ia ngurtësuan ndjenjat.*

NGURTËSUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë i ngurtë; që ka humbur butësinë ose elasticitetin. *Lëndë e ngurtësuar. Mbetwina të ngurtësuara.*

*2. fig.* Që ka humbur aftësinë për t'u ndryshuar ose zhvilluar më tej lirisht; i ngurtë. *Teori e ngurtësuar. Trajtë e ngurtësuar.*

NGURR *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj të ngrijë si gur; ia ndal lëvizjen, e bëj të palëvizshëm. *E ngurri bishtin.*

2. *fig.* I ndal vrullin. *Ia ngurri hovin.*

3. *jokal.* Qëndroj në vend pa lëvizur, shtang. *Ngurri në vend.*

NGURRËT (i,e) *mb.* Që nuk tregohet shumë i gat-shëm për diçka; që i është prerë hovi. *Njeri i ngurrët. Vullnet i ngurrët.*

NGURRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes NGURROJ. *Ngurrimi për t'u hedhur në luftë. Në një cast ngurrimi.*

*2.* Qëndrim i pavendosur për të bërë diçka, mungesë vendosmërie, lëkundje. *Ngurrime të kota (të përkoh-shme). Pati ca ngurrime. I dhanë fund çdo ngurrimi. E bënë pa ngurrime. Me një fare ngurrimi.*

NGURROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Nuk vendos menjëherë e prerazi për të bërë një punë a një veprim, jam me dy mendje, lëkundem. *Ngurron të niset. Ngurroj ta marr (ta bëj). Nuk ngurron të ndihmojë të tjerët. E bën pa ngurruar.*

NGURRUES,~E *mb.* Që bëhet me ngurrim; që shpreh ngurrim, i pavendosur. *Qëndrim ngurrues. Me zë ngurrues.*

NGUSH *kal.,* ~A, ~UR. E rrok në qafë, e rrok gushas, përqafoj.

NGUSHEM *vetv.* Rrokem në qafë me dike, për-qafohem.

NGUSHËLLI,~A . Ndjenja e lehtësimit dhe e qetësimit pas një humbjeje të rëndë. *Gjithë shend e ngushëlli.*

NGUSHËLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGUSHËLLOJ, NGUSHËLLOHEM. *Ngushëllimi i të afërmve. Telegram (letër) ngushëllimi. Fjalë ngushëllimi. Shkoj për ngushëllim. I sjell ngushëllim.*

*2. kryes. sh.* Fjalët dhe ndjenjat që shprehim për të ngushëlluar dike kur i vdes një i afërm. *Shpreh (paraqit) ngushëllimet e mia. I dërgoi ngushëllimet.*

3. Ajo që e qetëson dike e që ia lehtëson një dhemb-je, një hidhërim; ajo që i largon dëshpërimin, *Ngushëllimi i tij i vetëm. Gjen ngushëllim.*

NGUSHËLLIMTAR,~E *mb. lart.* 1. Që u sjell ngushëllim të tjerëve; ngushëllues. *Këngë ngushëllim-tare. Me fjalë ngushëllimtare.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që iu sjell ngushëllim të tjerëve; ai që shkon për ngushëllim te një tjetër, ngushëllues.

NGUSHËLLOHEM *vetv.* 1. Me largohet një hidhërim a një vuajtje, me ikën dëshpërimi për një fat-keqësi, qetësohem. *Nuk ngushëllohet lehtë.*

2. Gjej gëzim e kënaqësi te dikush a te diçka, që me zëvendëson diks a diçka të humbur; kënaqem me dike a me diçka tjetër. *Ngushëllohet me djalin tjetër. Ngushëllohet me punë. Duhet të ngushëllohet me kaq.*

3. *Pës. e* NGUSHËLLOJ.

NGUSHËLLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Për-piqem t'i lehtësoj dhembjen a hidhërimin dikujt duke i dhënë zemër me fjalë të mira; i jep zemër për të përballuar një fatkeqësi. *Ngushëlloi mikun (sho-kun). E ngushëlloi me fjalë të mira.*

*2.* I shpreh hidhërimin dhe ndjenjat e mia të afërta dikujt që ka humbur një njeri të familjes. *Ngushëlloi familjen e të ndjerit. Shkoi për të ngushëlluar.*

NGUSHËLLUAR (i,e) *mb.* Që i është lehtësuar dhembja a hidhërimi për një humbje ose fatkeqësi.

NGUSHËLLUES,~E *mb.* Që të sjell ngushëllim; që të largon pikëllimin, të lehtëson dhembjen e të qetëson. *Fjalë ngushëlluese. Një letër ngushëlluese.*

*2. si em.* —, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që i sjell ngushëllim një tjetri.

NGUSHTË (i,e) *mb.* 1. Që ka një shtrirje të vogël në gjerësi; që ka një gjerësi më të vogël se ajo që ne-vojitet; *kund.* i gjerë. *Rrugë (rrugicë) e ngushtë. Brez (rrip) i ngushtë toke. Daltë e ngushtë. Me shpatulla të ngushta.*

2. Që puthitet shumë pas trupit, që nuk është i gjerë sa duhet, që të shtrëngon; *kund. i* lire, i gjerë. *Pantallona të ngushta. Mëngë të ngushta. Këpucë (çiz-me) të ngushta. Me rrinë të ngushta.*

3. Që ka hapësirë të vogël, që nxë pak; *kund.* i gjerë. *Dhomë e ngushtë.*

4. Që përfshin një numër të vogël njerëzish, pje-sëmarrësish a anëtarësh, i kufizuar; *kund.* i gjerë; masiv. *Rreth (grup) i ngushtë. Organizatë e ngushtë. Mbledhje të ngushta. Numër i ngushtë anëtarësh. Bi-sedë e ngushtë.*5. Që është shumë afër me një tjetër, që nuk ka largësi të mjaftë. *Radhë të ngushta.*

6. *fig.* Që nuk i kalon (lisa caqe dhe që lidhet me një fushë të vogël dijesh, njohurish, veprimtarie etj.; i kufizuar; *kund.* i gjerë. *Specializim (specialitet) i ngushtë. Sferë e ngushtë. Profil i ngushtë. Në një kornizë* 4? *ngushtë.*

7. *fig.* Që i kap gjërat në mënyrë të kufizuar, që i mungon gjerësia e mendimit; që shikon vetëm një fushë të vogël, që përfshin pak gjëra, i kufizuar. *Po-litikan i ngushtë. Me mendje të ngushtë. Horizont (bo-tëkuptim) i ngushtë. Pikëpamje (koncepte) të ngushta. Interesa të ngushta vetjake. Kuptim i ngushtë i një çeshtjeje. Mendon në mënyrë të ngushtë. Doli nga rrethi i ngushtë. Shpirti i ngushtë i repartit.*

8. *fig.* Që ka shpirt të vogël, që nuk është bujar e i hapur më të tjerët; zemërngushtë, shpirtvogël. *ngushtë nga zemra. U tregua i ngushtë.*

*9. fig.* Që ka lidhje të drejtpërdrejta e të afërta me një tjetër; që është shumë i afërt e miqësor me një tjetër; që bëhet me përzemërsi dhe afërsi; i afërt, i përzemërt. *Bashkëpunim i ngushtë. Takime (biseda) të ngushta. Marrëdhënie (lidhje) të ngushta. Mik (s'hok) i ngushtë. Miqësi e ngushtë. Në lidhje të ngushtë m\e diçka.*

10. *fig.* I vështirë, i rëndë për t'u përballuar. *Gjendje e ngushtë. Iu ndodh në ditë të ngushtë* e ndihmoi kur ishte në vështirësi.

*\I1. mat.* Që është me i vogël se nëntëdhjetë grade. *Kënd i ngushtë.*

12. *sport.* Që ka ndryshim shumë të vogël në pike. *Rezultat i ngushtë.*

13. I mirëfilltë, i drejtpërdrejtë. *Kuptimi i ngushtë i një fjale. Në kuptimin e ngushtë të fjalës.*

14. *gjuh.* Që shqiptohet duke i afruar shumë buzët e duke e ngritur shumë lart gjuhën (për zanoret). *Zanore e ngushtë.*
it Vend i ngushtë *libr.* degë a fushë në të cilën ka vështirësi për prodhimin ose për një veprimtari tjetër.
1JIGUSHTË *ndajf.* 1. Me gjerësi të vogël a të pa-mjaftueshme, shtrënguar; *kund.* gjerë. *E ka prerë (e ka qepur) ngushtë. I rrinë ngushtë rrobat (panta-llonat). I Men ngushtë këpucët (çizmet).*
2J. Me një hapësirë të vogël për të banuar, për të punuar etj.; shumë afër me një tjetër, shtrënguar; *kund.* lirshëm, gjerë. *Ishin ngushtë me shtëpi. Rrimë ngushtë.*
3i *fig.* Në një gjendje të vështirë për ta përballuar, pa rrugëdalje, pisk, keq. *Ishte (gjendej, ndodhej) ngushtë. Mbeti (ra) ngushtë. E ka ngushtë. E sheh (e ndien) vetën ngushtë. E zuri (e kapij ngushtë* e gjeti a e vuri dike në kushte të vështira, pa rrugëdalje. *Bie (jam) gjallë e ngushtë* jam në një gjendje shumë të vështirë. *Jam ngushtë me dike* me shkakton shqetësime dikush, nuk di si t'ia bëj me dike, e kam keq punën me të.
*4.lfig.* Në nevojë për diçka a për dike; në gjendje të keqe ekonomike. *Ishte ngushtë nga gjendja (ekono-mikisht). Dikur ishin ngushtë për bukë (për ushqime). Ranë ngushtë atij dimri. Është ngushtë për diçka.*
5. *fig.* Në mënyrë të drejtpërdrejtë e shumë të afërt; në mënyrë të afërt dhe të përzemërt. *lidhur ngushtë me popullin (me masat). I lidhur ngushtë me problemet e kohës (e jetës). E lidhin ngushtë me prak-tikën.*
*6. fig.* Në mënyrë të kufizuar, me një pamje të ngushtë, pa gjerësi; *kund.* gjerë. *Gjykon (mendon) ngushtë. E kupton ngushtë problemin (çështjen). I sheh ngushtë punët.*
NGUSHTËSI,~A . 1. Vetia e një sendi ose e një hapësirë të ngushtë, të qenët i ngushtë. *Ngushtësia e vendit (e dhomës, e shtëpisë...).*
*2. fig.* Qëndrim i ngushtë për diçka; kufizim i tepruar në kuptimin, vështrimin, gjykirriin a trajtimin e diçkaje; të qenët i ngushtë; *kund.* gjerësi. *Ngushtësia mendore. Ngushtësia e botëkuptimit (e horizontit, e mendjes). Ngushtësia e tematikës.*
3. *fig.* Gjendje e keqe ekonomike, ngushticë. *Ngushtësia ekonomike.*
NGUSHTËSIM,~I *m.* Ngushtim. *Ngushtësimi i tematikës.*
NGUSHTËSISHT *ndajf.* 1. Drejtpërdrejt dhe shumë afër, në mënyrë shumë të ngushtë. *lidhur ngushtësisht me luftën revolucionare. Të lidhur ngushtë-sisht njëri me tjetrin. Bashkëpunojnë ngushtësisht.*
*2.* Duke u kufizuar vetëm në një rreth të vogël, në caqe shumë të ngushta. *Trajta ngushtësisht dialek-tore. Kriter ngushtësisht formal.*
NGUSHTICË,~A . *sh.* ~A, ~-AT. 1. Grykë
e ngushtë, që lidh me një rrip uji dy dete a dy oqeane njëri me tjetrin. *Ngushticae Gjibraltarit (e Dardane-leve). Kalon nëpër ngushticë.*
*1.* Gjendje e vështirë; gjendje e rëndë ekonomike; nevojë e madhe për diçka, shtrëngesë. *Ngushticë ekonomike (financiare). Dal (shpëtoj) nga ngushtica. E ndihmoi në ngushticë.*
3. Mungesë hapësire, ngushtësi. *Ngushticë vendi.*
*4. anat.* Rrip i ngushtë që bashkon dy pjesë të mëdha të një organi; kalim a kanal i ngushtë që bashkon dy zgavra. *Ngushtica e aortës. Ngushtica e gjëndrës.*

NGUSHTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGUSHTOJ, NGUSHTOHEM. *Ngushtimi i enëve të gjakut. Ngushtimi i tregjeve. Ngush-timi i dallimeve thelbësore midis fshatit e qytetit (midis punës mendore dhe punës fizike).*
*2.* Pjesë e ngushtuar e një gjëje, e një vegle, e një organi etj. *Ngushtime në një pjesë të veglës. Ngush-timet në aortë.*
3. *vjet.* Gjendje e rëndë dhe e vështirë. *fete plot ngushtime. Gjendeshin në ngushtim.*
NGUSHTOHEM vev. 1. *vet. veta HI.* Bëhet me i ngushtë, humbet gjerësinë; *kund.* zgjerohet. *Ngush-tohet rruga (udha, shtegu). Iu ngushtuan rrobat.*
*2. vet. sh.* Na pakësohet vendi a hapësira e nevoj-shme midis njëri-tjetrit, ngjeshemi me afër njëri-tjetrit për të liruar vend; *kund.* zgjerohem. *Ungushtuan me shtëpi. U ngushtuan në tryezë (në bankë). Ngush-tohuni pak!*
3. *vet. veta III fig.* I zvogëlohen përmasat, bëhet me pak e ndjeshme a e dukshme (një dukuri). *Ngush-tohen dallimet.*
*4. vet. veta III.* Kufizohet brenda disa caqeve; pakësohet a shkurtohet (për kohën, afatin etj.)- *Ngush-tohet afati (koha). Ngushtohet numri. Ngushtohet sfera (fusha) e veprimit.*
*5. fig.* Bie në një gjendje të vështirë e të rëndë, bie ngushtë; detyrohem të bëj diçka. *U ngushtua keq.U ngushtuan të iknin. U ngushtua ta shiste. Nuk u ngushtua fare. U ngushtuan për bukë (për zjarr). Mos u ngushto!* qëndro i forte!; mos u bëj merak! 6. *Pës. e* NGUSHTOJ.
• Me ngushtohet zemra ndiej një dhembje të ma-dhe a një pikëllim të thellë, me dherab zemra.
NGUSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj diçka më të ngushtë; *kund.* zgjeroj. *Ngushtoj pantallonat (fustanin). Ngushton enët e gjakut.*
2. I pakësoj vendin a hapësirën e nevojshme; *kund.* zgjeroj. *E ngushtoi me shtëpi. Ardhja e tyre i ngushtoi.*
3. E bëj më të shtrënguar, c mbyll më tej; rrethoj mirë. *E ngushtuan rrethimin. E ngushtuan darën* forcu-an rrethimin.
4. E bëj më të vogël a më të kufizuar, zvogëloj, pakësoj. *ngushtoi tregjet. la ngushtoi rrezen e veprimit.*
5. *fig.* Kufizoj brenda disa caqeve, e bëj të kufizuar e të mangët. *ngushton horizontin (lëmin e njohurive). Ngushton tematikën. E ngushton rolin e diçkaje. E ngushton edukimin vetëm me leksione.*
6. *fig.* Zvogëloj përmasat e një dukurie, e bëj me pak të ndjeshme, kufizoj. *Ngushtoj dallimet midis fshatit e qytetit.*
7. *fig.* E vë në një gjendje të vështirë; e zë ngushtë; e detyroj të bëjë diçka; e rëndoj. *E ngushtoi me fjatë. E ngushtoi t'i lante borxhin.*
NGUSHTOAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë i ngushtë a me i ngushtë.
2. *fig.* Që është në gjendje të vështirë, që e ka punën keq.
NGUT,~I *m.* Përpjekje për të bërë diçka sa me shpejt; gjendja e atij që nuk i del koha ta kryejë diçka; nxitim i tepruar, rrëmbim. *Kam ngut. Jam për ngut. Kërkon me ngut. E merr punën me ngut. Punon me ngut. U nis me ngut. Përgatit me ngut. Zbret (ngjitet) me ngut.*
NGUT (NGUS) *kal.,* ~A, ~UR. E shtyj a e detyroj dike të bëjë diçka sa me pare; e shtyj të veprojë shpejt e me nxitim. *E nguti të nisej. I ngutën të lar-goheshin. Mos e ngut!*

NGUTAS *ndajf.* 1. Me ngut, me nxitim të tepruar, për ngut. *Hëngrën ngutas. U vesh ngutas. V nis ngut as.*
2. Pa e peshuar mirë, me rrëmbim. *E gjykoi ngutas.*
NGUTEM *vetv. 1.* Përpiqem të bëj diçka sa me shpejt; veproj me shpejtësi të tepruar; nxitoj, nxi-tohem. *Ngutej të nisej (të largohej). Ecte (punonte) pa u ngutur. Ngutet duke folur.*
*2.* Veproj i rrëmbyer, pa u matur mirë e pa i peshuar mirë punët; rrëmbehem. *Mos u ngut për t'u përgjigjur.*
• Pa u ngutur me kujdes dhe në mënyrë të matur.
NGUTËSl,~A . 1. Nevoja për ta bërë diçka sa me pare, kërkesa për të mos u vonuar; të qenët i ngut-shëm. *Shkalla e ngutësisë. Nuk paraqit ngutësi. Ndër-hyri (kërkoi) me ngutësi.*
*2.* Nxitim i madh për të bërë diçka, ngutje; veprim i nxituar. *Ngutësi e theksuar. E bëri me ngutësi.*
NGCTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve NGUT, NGUTEM. *Ngutje e ethshme. Ngutje në punë (në gjykim).*
*2.* Ngut, nxitim. *Punon me ngutje.*
NGUTSHËM (i) ~ME (e) *mb.* 1. Që kërkon një zgjidhje të shpejtë; që nuk pret të shtyhet për me vonë; urgjent. *Rast i ngutshëm. Nevoja (kërkesa) të ngutshme. Problem i ngutshëm. Detyrë e ngutshme. Kam punë të ngutshme.*
2. Që kryhet menjëherë e pa asnjë vonesë, që bëhet me ngutësi, i shpejtë e i menjëhershëm. *Ndërhyrje e ngutshme. Bënë një mbledhje të ngutshme.*
3. I ngutur. *Njeri i ngutshëm.*
NGUTTHI *ndajf.* Ngutas, me ngut. *U nis ngutthi.*
NGUTUR (i,e) *mb. 1.* Që bëhet me ngut, i nxituar. *Hapa të ngutur. Punë e ngutur.*
2. Që vepron pa u matur e pa i peshuar mirë punët, i rrëmbyer; që shprehet a bëhet pa u menduar mirë, i pamenduar. *Njeri i ngutur. Mendim i ngutur. Veprim i ngutur.*
NGJAJ *jokal.,* ~VA, ~RË. 1. Kam veti, tipare a cilësi shumë të afërta ose pothuajse të njëjta me një tjetër, jam gati njësoj me një tjetër; përngjaj, shëm-bëllej. *ngjan babait (të atit). Ngjan më të vëllanë. Ngjajnë njëri me tjetrin. I ngjan shumë (pak, krejt). Fshati im i ngjan tuajit. Viti vitit nuk i ngjan.*
*2. vet. veto III.* Duket. *Qyteti ngjan si për festë.*
3. *pavet. (zakon. me një trajtë të shkurtër të për-emrit vetor në* r. *dhanore).* Me duket, me bëhet se...; ka mundësi të jetë. *Me ngjan se ka ardhur. Kështu me ngjan. Nuk me ngjan të jetë ai. Ashtu ngjan të jetë.*
4. *vet. veto HI (me një trajtë të shkurtër të për-emrit vetor në r. dhanore) bised.* Me shkon, me ka hije. *S'të ngjan kjo rrobë. Nuk të ngjan ty ta bësh këtë punë.*
5. *kal. bised.* Bëj diçka fare të afërt me diçka tjetër, e bëj pothuajse si një tjetër; imitoj. *la ngjaj shkrimit të tij. Nuk di në ia ngjaj.*
• Bëmë baba (nëne) te te ngjaj thuhet kur fëmija ngjan shumë me prindin edhe në sjellje e në mendime.
NGJAK,~U *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Gjak i mbledhur në një vend të trupit nga një godit je ose nga një shtypje, mëllë me gjak. *Iu be në dorë një ngjak.*
*2. fig.* Diçka e keqe që të mundon e që s'e duron dot; peng, merak, gozhdë. *E ka ngjak. M'u be ngjak.*
• Ia zuri shpirtin ngjak *dikuj t* e mundoi shumë sa ia plasi shpirtin. Iu zu shpirti ngjak vuan shumë, mundohet pa masë, i plasi shpirti.

NGJALË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Peshk që rron në det dhe në ujëra të ëmbla, me trup të gjatë e të hollë si të gjarprit, pa luspa e me mish të shijshëm. *Ngjalë lumi (liqeni). Ngjalë deti. Ngjalë balçe* ngjalë që rron në llumishtet. *Me trup si ngjalë* me trup të hollë e të shkathët; meshollë.
2. *fig. keq.* Njeri dredharak, që di t'u bëjë bisht e t'u shpëtojë gjendjeve të vështira.
• Shket (rrëshqet) si ngjalë u bën bisht e U shpëton me dredhi gjendjeve të vështira. Perzihet si bolla me ngjalën *shih te* BOIXË,~A.
NGJALISTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Ngjalë c vogël dhe fare e hollë.
NGJALL *kal.,* ~A, ~UR. 1. Kthej përsëri në jetë dike që mendoj se kishte vdekur; kthej në jetë një të vdekur, ringjall (sipas paragjykimeve fetare ose besëtytnive). *E ngjallën të mbyturin.*
2. I jap të hajë sa të shëndoshet mirë (për kafshët);e majm. *ngjallin me brume (me miser). Ushqim pë ngjall derrat.* -
3. *fig.* Risjell në mendje a në kujtesë gjëra të ka-luara ose të largëta. *Ngjall kujtime.*
4. *fig.* Bëj që të lindë a të përftohet te dikush një iidjenjë, një gjendje shpirtërore e caktuar; i zgjoj përsëri, ringjall. *Ngjall ndjem'at kombëtare. Ngjall frymën revolucionare. I ngjall besimin në vetvete. I ngjall shpresat (dëshirën).*
5. *vet. veta III fig.* Shkakton, bëhet shkak për të lindur a për t'u shfaqur diçka. *Ngjall interes (kuresht-je). Ngjall diskutime (kundërshtime). Ngjalli entu-ziazëm. Ngjall pakënaqësi (armiqësi). Ngjall habi (frikë, dyshim).*
6. *bised.* Shëroj. *E ngjalli mjeku.*
•*k* Ngjall të vdekurin nga varri a) ka force ose aftësi shumë të madhe; b) është shunlë i mirë, i këndshëm, tërheqës, i shijshëm etj. (për ushqimet).
NGJALLEM *vetv. I.* Kthehem përsëri në jetë pasi kam qenë duke vdekur; ringjallem (sipas paragjy-lcimeve fetare ose besëtytnive). *vdekuri nuk ngjallet.*
2. Shtoj në peshë, shëndoshem, vë dhjamë, rriaj-rnem. *Është ngjallur tepër. U ngjall nga brumërat.*
3. *vet. veta III fig.* Shfaqet përsëri si diçka e gjallë, ringjallet (për ndjenjat, mendimet etj.). *M'u ngjall e kaluara. Me ngjallet në mendje (në kujtesë). lu ngjall përsëri shpresa.*
4. *vet. veta III fig.* Shkaktohet, përftohet, lind. *U ngjallën mosmarrëveshje. Iu ngjallën dyshime.*
5. *bised.* E marr veten përsëri pas sëmundjes, shëro-hCm. *U ngjall përsëri. M'u ngjall dora (syri).*
NGJALLJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve NGJALL, NGJALLEM. *Ngjallja e shpirtit sulmues. Ngjallje jashtë mase.*
NGJALLOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Vra-ppj, turrem. *Ngjalloi te dera.*
NGJALLUR (i,e) *mb.* Shumë i shëndoshë e i trashë nga trupi, që ka vënë shumë dhjamë; *kund.* i dobSt, i thatë. *Grua e ngjallur. Me krahë të ngjallur.*
NGJAN *jokal.,* ~U, ~RË. Ndodh, bëhet. *Ngjau një fatkeqësi. Kjo që ngjau s'harrohet. Gjëra që ngjajnë.*
NGJARË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të) *bised.* Ngjarje, ndodhi. *Të ngjara të papritura. Tregonte të ngjarat e fshatit.*
NGJARË ~T (të) a;. Ka të ngjarë: ka mundësi, mund të ndodhë; duket se kështu është. *Ka pak (shumë) të ngjarë. Ka të ngjarë të jetë ashtu. Ka të ngjarë që nuk e dinte.*

NGJARJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Diçka e ve-çantë që ka ndodhur ose që mund të ndodhë në rrje-dhën e jetës; dukuri e jetës së shoqërisë ose të nje-riut; ndodhi. *Ngjarje e gëzuar (e hidhur). Ngjarje e madhe (e rëndësishme, e shënuar). Ngjar jet politike (ndërkombëtare). Ng jar jet e fundit. Ngjarje me rën-dësi historike. Zhvillimi i ngjarjeve. Rrjedhja e ngjar-jeve. Në dritën e ngjarjeve të fundit. Ngjarjet rrokullisen (rrjedhin) me shpejtësi. Tregon si rrodhën ngjarjet.*
2. *drejt.* Fakt që lidhet me një krim, me një fatkeqësi etj. *Ngjarje e jashtëzakonshme. Në vendin e ngjarjes.*
NGJAS *jokal.,* ~VA, ~RË. Ngjaj. *Ngjasin njëri me tjetrin.*
NGJASl,~A . Ngjashmëri. *Ka ngjasi të plotë.*
NGJASlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ngjashmëri; ana në të cilën diçka ngjet me një tjetër. *Kane ngjasim.*
NGJASOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Ngjaj; kam ngjashmëri. *Ngjasojnë ndërmjet tyre (njëri me tjetrin). Ngjason si kullë.*
NGJASHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka tipare *i* veti shumë të afërta ose pothuajse të njëjta më të një tjetri. *Në raste (rrethana) të ngjashme. Trekëndësha të ngjashëm. gjeom.* dy trekëndësha që kanë këndet përkatëse të barabarta dhe brinjët më të njëjtin për-pjesëtim. *Jane të ngjashëm ndërmjet tyre.*
NGJASHMËRl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Afri shumë e madhe ose përputhje pothuajse e plotë ndërmjet tipareve të jashtme a vetive të brendshme të dy ose me shumë qenieve, sendeve a dukurive; të qenët i ngjashëm; *kund.* ndryshim. *Ngjashmëri e madhe (e plotë). Ngjashmëria e karaktereve (e shijeve). Ngjash~ mëria ndërmjet dy pikturave. Kanë ngjashmëri.*
2. Ana në të cilën diçka është e ngjashme me një tjetër. *Ngjashmëritë ndërmjet dy dukurive. Vë në dukje ngjashmëritë.*
3. *gjeom.* Barazia e trajtave, kur madhësia është e ndryshme. *Ngjashmëria e dy trekëndësbave.*
NGJAT *kal.* dhe *jokal.,* ~A, ~UR. Zgjat. *ngjati dorën. E ngjati fjalën (bisedën). Nuk ngjati shumë dhe erdhi. Sa ngjati mbledhja?*
NGJAT *bised.* I. *ndajf.* Fare pranë diçkaje tjetër, fare afër, përbri,; *kund.* larg. *Banon këtu ngjat. E kam ngjat. Mos i rri ngjat!*
II. *parafj.* 1. Fare pranë, fare afër; përbri. *Ngjat pyllit. Ngjat meje (teje). Ulu ngjat shokëve!*
2. Në krahasim me... *Ngjat atij ti je i vogël. Është Me ngjat asaj.*
NGJATEM *vetv.* Zgjatem. *U ngjat ta kapte. Ngja-tem ta marr e s'e arrij.*
NGJATË (i,e) *mb. krahin.* I afërt (për kohën); i afërm (për lidhjet midis njerëzve). *Mos qoftë i ngjatë! Shokë (miq) të ngjatë.*
NGJATJETA *pasth. bised.* Tungjatjeta.
NGJATJETOHEM *vetv.* Përshëndetem me dike duke i thënë “tungjatjeta”. *U ngjatjetuam rrugës.*
NGJATJETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përshëndet, i them “tungjatjeta”; pres me përshëndet je. *Ngjatjetoi tnikun (shokun). Ngjatjetoi me zemër.*
2. *bised.* Përshëndet dike kur arrin një sukses etj. ose ka një gëzim a të mirë në shtëpi; uroj, përgëzoj. *ngjatjetoi për fitoren. E ngjatjetoi për dekoratën.*
NGJATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zgjatoj. 2. Lidh një kafshë me litar të gjatë sa të kullosë. *E ngjatoi kalin.*
NGJELKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised., keq.* Grua llafazane, që merret me thashetheme. *Ngjelkat e më-hallës. Fjalët e ngjelkave.*
NGJELTHI *ndajf.* Njëlloj, barabar, pa ia kaluar njëri-tjetrit. *Shkojnë ngjelthi.*NGJESH i *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shtyp diçka dhe e bëj më të rrasët duke i pakësuar vëllimin; den-dësoj, ndrydh. *Ngjesh barin (sanën). Ngjesh leshin. Ngjesh një ling (një gaz, ajrin). Shiu e ka ngjeshur token.*
*2.* Shtie diçka në një vend duke c rrasur me force që të zërë pak vend a të rrijë shtrënguar; e afroj shumë pas diçkaje, rras, shtrëngoj. *Ngjesh duhanin në llullë (në çibuk). Ngjesh rrobat në valixhe. E ngjeshi pas murit. Ngjesh kokën në jastëk. Ngjesh radhët. Ngjesh kapelën (festen) në kokë.*
3. Përziej mirë me duar a me ndonjë mjet një lëndë derisa të bëhet si brume i tiashë, mbruj, gatuaj; rra-sallit, shtyp. *Ngjesh brumin e bukës. Ngjeshi një kulaç. Ngjesh baltën (deltinën). Ngjesh llaçin (betonin).*
4. Mbush plot me diçka. *E ngjeshi mirë xhepin. E ngjeshi thesin. E ngjeshi barkun* hëngri mirë, u ngop. *E ngjeshi me majë.*
5. *fig.* Mbush mirë me diçka, pa lënë zbrazëtira a mungesa, e pasuroj që të jetë plot me diçka; e bëj më të ngjeshur, i heq gjërat e tepërta. *E ngjeshi tek-stin. E ka ngjeshur me shembuj. I ka ngjeshur mirë ngjarjet në roman (në film).*
6. Hedh me force që të ngjitë diku. *la ngjeshi baltën (gëlqeren) murit.*
7. *bised.* E rrah rëndë; e godas me diçka, i jap, i rras. *E ngjeshi paq. la ngjeshi fytyres (syve, turinjve). I ngjeshi një grusht (një pëllëmbë).*
8. *bised.* la hedh fajin dikujt a e rëndoj me diçka që nuk i takon; e ngarkoj me një punë që nuk i bie ta be jë. *la ngjeshi atij përgjegjësinë (fajin). Ua ngjesh të tjerëve. Ma ngjeshën mua. la ngjeshën të gjitha pu-nët. la ngjeshi si me shake*
Ngjeshin (shtrëngojnë) radhët *shih te* SHTRËNGOJ. Qesh e ngjesh *shih te* QESH.
NGJESH ii *kal.,* ~A, ~UR. 1. Vë e shtrëngoj mirë pas trupit; vë rreth mesit armë, marr një arm? me vete; *kund.* zgjesh. *Ngjesh brezin (rripin). Ngjesh shpatën (pallën, kordhën). Ngjesh revolen (koburen). Ngjesh armët (e brezit). Ngjesh rripin (gjerdanin) e fishekëve.*
2. I vë rrathë, e shtrëngoj me rrathë. *E ngjeshi fuçinë.*
NGJESHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Tra i gjatë anës çatisë, mbi të cilin mbështeten baballëkët.
NGJESHATARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grua që fërkon e ndrys, zakonisht për të ndihmuar një grua tjetër të sëmurë a që nuk lind fëmijë, *Thërriti një ngjeshaiare.*
NGJESHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Pajisje për ngjesh-jen e gazeve; kompresor. *Ngjeshës ajri.*
NGJESHËT (i,e) *mb.* 1. Që i ka thërrmijat të shtrën-guara fort e dendur, i rrasët. 2. *shih* NGJESHUR (i,e).
NGJESHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljcve NGJESH i, NGJI-SHEM i. *Ngjeshja e tokës (e dheut). Ngjeshja e beto-nit. Ngjeshja e gazit (e ajrit).*
NGJESHMËRf,~A . *spec.* Aftësia e një gazi ose e një trupi për t'u ngjeshur; shkalla e ngjeshjes së një gazi ose të një trupi. *Ngjeshmëria e tokës. Ngjesh-mëria e gazeve.*
NGJESHUR,~IT (te) *as.* Ngjesh je.

• më të qeshur e më të ngjeshur *shih te* QESHUR, ~IT (të).

NGJESHUR (i,e) *mb.* 1. Që i ka thërrmijat, shtre-sat ose pjesët përbërëse të bashkuara a shumë të af-ruara njëra me tjetrën, i rrasët, i dendur; i ndrydhur; *kund.* i shkrifët. *Tokë e ngjeshur. Bore e ngjeshur. Bistak i ngjeshur. Shkëmbinj gëlqerorë të ngjeshur. Pëlhurë (beze) e ngjeshur. Karton i ngjeshur.*

*2.* Që i ka radhët shumë afër njëra-tjetrës, që nuk lë të depërto jë diçka; *kund. i* rrallë. *Rreshta të ngjeshur. Mbrojtje e ngjeshur. Turmë e ngjeshur si një bllok.*

3. *fig.* I mbushur mirë me diçka; i ngarkuar. *Plan i ngjeshur. Detyra të ngjeshura. Vit i ngjeshur (me de-tyra).*

4. I fuqishëm e i shëndetshëm, i lidhur. *Me imp të ngjeshur. Me shpatulla të ngjeshura. Është i shkurtër, por i ngjeshur.*

NGJESHUR *ndajf.* Shumë afër njëri me tjetrin, ngushtë. *Rrinin ngjeshur. Jemi shumë ngjeshur këtu.*

NGJESHURl,~A . Shkalla e bashkimit dhe e afrimit të ngushtë të pjesëve përbërëse të diçkaje, shkalla e ngjesh jes; të qenët i ngjeshur. *Ngjeshuria kuptimore. Shkalla e ngjeshurisë.*

NGJET *)okal.,* ~AU, ~ARË *vet. veto III.* Ngjan, ndodh. *Ngjet e kundërta. Kështu ngjiste në të kaluarën.*

NGJETH *kal.,* ~A, ~UR. Bëj që t'i shkojnë të dridhura në trup nga të ftohtët e menjchershëm ose nga një ndjenjë e forte (nga frika, tmerri, neveria etj.), rrëqeth. *Të ngjeth fytyrën era (acari). I ngjethi mishtë (zemrën)* e tmerroi, e bëri të dridhej.

NGJETHEM *vetv.* 1. Me shkojnë të dridhura në trup, me bëhet mishi kokrra-kokrra nga të ftohtët ose nga një ndjenjë e forte (nga frika, tmerri, neveria etj.), rrëqethem, me shkojnë mornica. *U ngjeth nga të ftohtët (nga ethet). U ngjeth nga tmerri. Ngjethet kur e kujton.*

*2. vet. vela III.* I ngrihen qimet përpjetë një kafshe, i ngrihen puplat përpjetë një shpendi. *Ngjethet macja. Ngjethet gjeli i detit.*

Iii ngjeth (iu drodh) mishtë *shih te* MISH,~TË.

NGJETHET *vetv.,* ~ (u), ~UR. 1. Lëshon gjethe, vishet me gjethe. *V ngjeth mali. U ngjethën plepat.*

2. *fig.* Përtërihet, këndellet. *Ngjethet natyra në pranverë.*

NGJETHËS,~E *mb.* Që të bën të ngjethesh, që të shtie të ngjethurat, rrëqethës. *Një pamje (skenë) ngjethëse. Një zë ngjethës. Këngë ngjethëse. Krime ngje-these.*

NGJETHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGJETH, NGJETHEM.

*Ngjethje nga ethet (nga të ftohtët). Ngjethje nga tmerri.*

*2. vet. sh.* ~E, ~ET. Të dridhura që përshkojnë

të gjithë trupin nga të ftohtët a nga një ndjenjë e forte

(nga frika, tmerri, neveria etj.). *Ngjethje të parreshtura (të forta).*

NGJETHOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E thur ose e mbuloj me degë të njoma, që kanë gjethe. *E ngjethoi tendën.*

NGJETHURA,~T (te) . *vet. sh.* Dridhje të pa-vullnetshme të trupit nga të ftohtët e madh ose nga një ndjenjë e forte (nga frika, tmerri, neveria etj.);mornica. *Të ngjethura në trup (në kurriz). Të ngjethura nga të ftohtët. I shkojnë të ngjethura.*

NGJËRATË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Ushqim i lëngshëm, që mund të hahet duke ngjyer bukën në të (si shëllirë, qumësht etj.). *Enë për ngjërata. U shtroi përpara një ngjëratë.,*

NGJËBOJ i *kal.* ~OVA, ~UAR. 1. Provoj një gjellë për kripë a për shije; marr fare pak, në majë t^ luges, nga një gjellë. *Ngjëroj gjellën. E ngjëroj për kripë. E mburr pa e ngjëruar fare. Nuk ngjëroi asnjë pike nga ajo verë.*

*2. fig.* Provoj a shijoj diçka. *Ngjërojnë të mirat* a *arsimit (e diturisë, e përparimit).*

NGJËROJ ii *jokal.,* ~OVA, ~UAR. I. Eci

me kujdes që të mos bëhem me baltë e të mos ndotem, kaloj aty ku nuk ka llucë; i bie rrotull. *Ngjëroj anës rrugës. Ngjëron me kujdes.* 2. *fig.* Kaloj kohën me diçka, zbavitem. -

NGJlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrjetë peshkimi e gjatë, e pajisur me gurë a me copa plumbi dhe me tapa, që lëshohet pingul në ujë. *Ngjicë e shpeshtë (e rrattë). Ngjicë për qefull (për koran). Lëshoi ngjicën.*

NGJIR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* GJIR,~I.

NGJIR *kal.,* ~A, ~UR. E bëj që t'i zihet zëri; e bëj t'i merret zëri, duke e detyruar të bërtasë a ta përsëritë shumë here një gjë. *Me ngjirët fare! Me ngjir i duke ifolur.*

NGJIREM *vetv.* 1. Me bëhet zëri i çjerrë nga të ftqhtët, nga thirrjet e tepërme etj., me merret zëri; mezi flas. *U ngjirën duke kënduar. Thirri sa u ngjir.*

*2. vet. veta III.* Bëhet i ngjirur. *Iu ngjir zëri. M'u ngjir gryka duke ifolur.*

*3.fig.* Bërtas më të madhe për diçka ose përsërit pa pushim po atë gjë, çirretn. *U ngjir së foluri për atë çështje.*

NGJIRUR (i,e) *mb.* Që është i ashpër e si i çjerrë dhe që mezi dëgjohet (për zërin); që është i acaruar dhe që nxjerr një zë të tillë (për grykën); që i është marrë zëri (për njeriun). *Me zë të ngjirur. Britma të ngjirura. Lëshoi një klithmë të ngjirur. Jam i ngjirur sot.*

NGJISHEM i *vetv.* 1. *vet. veta 111.* Bëhet me i rrasët dhe e pakëson vëllimin, bëhet me i dendur, rra-sallitet. *Ngjishet toka. Është ngjeshur tepër.*

2. Afrohem shumë pas dikujt a pas diçkaje, shtrën-gohem. *Ngjishem pas murit. Ngjishej pas s'ëmës. Ngji-shen njëripas tjetrit.*

3. *bised.* Ha sa ngopem mirë; marr me shumicë diçka, dendem. *U ngjeshën së ngrëni. Hëngri sa u ngjesh. U ngjesh paq.*

4. *Pës. e* NGJESH i. *Ngjishet me dorë.*

NGJISHEM II *vetv.* Vë armët në brez; *kund.* zgjishero. *V veshën e u ngjeshën.*

NGJIT (NGJIS)i *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bashkoj një gjë tek një tjetër me një lëndë veshtullore si zamkë, tutkall etj.; vë; *kund.* shqit, heq, çngjit. *Ngjit pullën në zarf. Ngjit parullën (afishen, shpalljen) në mur. Ngjit me tut kail (me zamkë).*

2. Bashkoj pjesët e diçkaje që ishte këputur e ihyer; bashkoj një gjë me një tjetër duke e qepur

a duke e mbërthyer. *Ngjit kockën e thyer. Ngjit dq-rezën e çadrës. I ngjiti mëngët këmishës.*

3. Bashkoj dy pjesë prej metali duke i shkrirë me zjarr në dy ska jet; i zë vrimat një ene prej metali duke e pikur. *Ngjit hekurin (shufrën e këputur). Ngjit kovën (kazanin). Ngjit me kallaj (me plumb).*

4. la kaloj një tjetri sëmundjen ngae cila vuaj vetë; *fig.* e bëj ta zërë një ndjenjë, që e kisha vetë. *ngjiti sëmundjen (gripin). Ua ngjit gëzimin (guximin, opti-mizmin) edhe të tjerëve.*

5. I vë emrin; i vë një,emër të dytë a një nofkë, quaj. *la ngjitën emrin Agim. I ngjitën një nofkë.*
6. *fig.* I vë fajin pa të drejtë për diçka; ia vë në kurriz dikujt diçka që nuk i takon; ia vesh. *Ia ngjiti fajin atij. Ia ngjiti tjetërkujt vrasjen (vjedhjen). Ia ngjitën të gjitha atij. I ngjiti një bisht.,.*
7. Bashkoj fort pas diçkaje; afroj shumë sa të ta-kohen, *E ngjiti pas dheut (pas xhamit). I ngjitën trye-zat. I ngjiti dhëmbin* e kafshoi.
8. *bised.* Godas me diçka, qëlloj fort. *Ia ngjiti me shuplakë (me pëllëmbë). la ngjiti në më të ballit.*
*9. vet. veta HI jokal.* Ka aftësinë të bashkojë dy gjëra që të mos ndahen (për disa lëndë veshtullore etj.). *Kjo zamkë nuk ngjit. Ngjit mirë.*
10. *vet. veta III jokal.* Zë vend mirë dhe nuk shqitet lehtë, ngjitet. *Ngjit bora. Me ngjiti këmba në baltë. Me ngjiti në dorë.*
11. *vet. veta III jokal.* Me zë vend një ushqim, me shijon e me shkon mirë. *Nuk me ngjiti buka (dreka).*
• I ngjit dorën (krahun) *dikujt* ndihmoj dike që është në vështirësi. I ngjiste (i vinte) brirë (brirët e kaut) *dikujt keq. shih te* BRI,~RI. I ngjit fjala i shkon fjala, i zë vend ajo që thotë, e dëgjojnë. E ngjiti me barrë e la shtatzënë. Ia ngjiti sytë e shikoi me vëmendje të madhe. Me ngjit në zemër *dikush shih te* ZEMËR,~RA. Është për ta ngjitur pas murit *shih te* MUR,~l.
NGJIT (NGJIS) n *kal,* ~A, ~UR. 1. Shpie diçka nga një vend me i ulët në një vend më të lartë, ngre; *kund.* zbres, ul. *ngjiti tullat në katin e tretë. E ngjiti shumë tart aeropianin (helikopterin).*
2. Kaloj nëpër një vend nga poshtë lart, ngjitem. *Ngjitën të përpjetën. I ngjiti shkallët me vrap.*
*3. fig.* Ngre, çoj lart. *E ngjiti lart. E ngjiti në krye të klasifikimit.*
*k* I ngjit shkallët një nga një *d i k u s h* i merr punët shtruar; është i matur e i kujdesshëm në të folur e në të vepruar; nuk ngutet.
NGJITAS *ndajf.* Ngjitur. *Këtu ngjitas.*
NGJITEM i *vetv.* 1. *vet. veta 111.* Bashkohet te diçka tjetër me zamkë, me tutkall etj., kapet te diçka tjetër dhe nuk hiqet (për diçka të Iyer me zamkë, për diçk% të lagët etj.); *kund.* sbqitet. *U ngjit putty, M'u ngjit në dorë. M'u ngjit këmisha pas trupit.*
*2. vet. veta 111.* Bashkohen përsëri pjesët e thyera të diçkaje; *kund.* thyhet. *Kocka e thyer fëmijëv4 u ngjitet shpejt.*
*3. vet. veta HI.* Ka aftësinë të bashkohet me diçka tjetër duke u nxehur. *Nuk ngjitet bakri me atymi-nin.. Nuk ngjitet me kallaj.*
4. I afrohem shumë dikujt a diçkaje sa puthi(em me të; i ngjishem. *U ngjitën pas tokës. Iu ngjit në gjbks.*
*5. fig.* I vete prapa dikujt a diçkaje dhe nuk i shqi-tern, i qepera pas, i bëhem ferrë; i vardisem nga pas. *Me ngjitet prapa. U ngjiten prapa karrocave (makinave). I ngjitet të atit (s'ëmës) fimija. I ngjitet si rodhe (si hije, si baltë).*
*6. bised.* Jepem shumë pas diçkajc. *U ngjitet më-simeve.*
7. *vet. veta III.* Me zë sëmundja nga një tjetër. *Iu ngjit rrufa (gripi, tifoja).*
8. *vjet.* Pajtohem për të punuar me pagesë a për të mësuar mjeshtërinë te dikush. *Ngjitesbin hyzme-qarë (shegertë).*
• U ngjit me barrë mbeti shtatzënë. U ngjitet f jala *shih te* FJALË,~A 6. Ngjitet edhe pa shkallë *dikush shih te* SHKALLË,~A. Iu ngjit si ushunjëz *dikujt shih tek* USHUNJËZ,~A. Iu ngjit si bajga (si balta) pas këpucës *thjeshtligj. shih te* BAJGË,~A. Në çati ngjiten me shkallë *fj. u. shih te* SHKALLË,~A. Iu ngjit barku pas shpioe (me kurrizin) *shih te* BARK,~U. Nuk i ngjitej (nuk e kapte) fern gjëkimdl *shih te* FE-RRË,~A. Iu ngjit gjuha pas qiellze *shih te* GJUHË, ~A i. Iu ngjit këmisha pas trupit (në trap) *shih te* KËMISHË,~A. Ngjitet si pallaska pas brezit *shih te* PALLASKË,~A. Si ngjitet qimja në trap *shih te* QIME,~JA. *V* ngjiten shpinë për shpinë *shih te* SHPINË,~A. Buka që thybet, s'ngjitet me *fj. u. shih te* BUKË,~A. Po u thye kulaçi, s'ngjitet më;'.u. *shih te* KULAÇ,~I.
NGJITEM ii *vetv.* 1. Kaloj nga një vend me i ulët në një vend më të lartë, hipi; *kund.* zbres, ulem. *Ngjitem në çati (në pemë). U ngjit në tribune (në skenë). I ngjitet malit (kodrës). Ngjitem në majë. Ngjitet për-pjetë. Ngjitet ngadalë (me mundim). Ngjitet me litar.*
2. *vet. veta III.* Lëviz në drejtimin nga poshtë lart; ngrihet lart. *Ngjitet die Hi (hëna). Ngjitet aeroplani. Ngjitet tymi (flaka). Ngjiten retë. Iu ngjit një lëmsh në grykë.*
3. *vet. veta III.* Bëhet gjithnjë e me i lartë, shkon përpjetë, merr drejtimin nga poshtë lart. *Rruga (xha-deja) ngjitet më të djathtH Vjen duke u ngjitur.*
4. *vet. veta III.* Ngrihet. *U ngjit temperatura.*
5. *fig.* Arrij në një shkallë më të lartë zhvillimi; marr vrull e fuqi të reja, ngrihem. *U ngjiten lart. Ngjitet revolucioni prole tar. Ngjitet vendi ynë vazhdimisht. Ngjitemi në një shkallë të re (me të lartë) zhvillimi.*
NGJITËS,~I i *m. sh.* ~. ~IT. 1. Lëndë vesh-tullore ose përzierje e disa lëndëve, më të cilën lyhen sipërfaqet e dy fletëve a të dy pjesëve për t'i ngjitur; zamkë. *Ngjitës i lëngshëtn (i trashë). Lyej me ngjitës. Tutkalli është ngjitës i mirë.*
*1. bot.* Bimë barishtore që rritet ndër ara e nëpër gjerdhe, me kërcell të hollë e të gjatë si të kulprës, me gjethe të çara e me gjemba, që të ngjiten pas trupit, dhe me lule të bardha në të gjelbër, që lëshojnë disa fara të murrme.
3. *bot.* Urth.
NGJITËS,~I II *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ngjitet diku; *sport,* ai që u ngjitet majave të larta, alpinist. *Ngjitësit arritën majën e malit.*
NGJITËS,~E i *mb.* 1. Që shërben për të ngjitur dy gjëra; që është i Iyer me një lëndë e cila ngjit. *Lëndë ngjitëse. Gome ngjitëse. Letër ngjitëse (për miza)* rrip letre i Iyer me një lëndë veshtullore për të kapur mizat.
2. Që ngjitet pas sendeve të tjera dhe nuk shqitet lehtë. *Baltë ngjitëse. Truall i butë dhe ngjitës.*
3. *mjek.* Që ka aftësinë të kalojë nga një i sëmurë te një i shëndoshë, që përhapet nga një i sëmurë tek të shëndoshët (për sëmundjet). *Sëmundje ngjitëse. Spitali (pavijoni) i sëmundjeve ngjitëse. Nuk është ngjitëse.*
4. *fig.* Që përhapet lehtë tek të tjerët, që i zë edhe të tjerët.
NGJITËS,~E II *mb.* 1. Që merr drejtimin nga poshtë lart; që shkon duke u ngritur; që lëviz nga poshtë lart; *kund.* zbritës. *Vijë ngjitëse. Rryma ngjitëse të ajrit. Shkallëzim ngjitës. Diftong ngjitës. gjuh.* diftong tek i cili theksi bie mbi elementin e dytë. *Shkallë ngjitëse. muz.* shkallë muzikore në të cilën çdo tingull a zë është me i lartë se ai që gjendet para tij.
2. *bot.* Kacavarës. *Fasule ngjitëse.*
NGJITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Pajisje për të ngjitur me nxehtësi pjesë metalike.

2. *shih* NGJITËS,~I i. *Ngjitëse letrash. Lyej (bëj) me ngjitëse.*
NGJITJE, ~A i . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve 1-5 të foljes NGJIT i dhe 1,2 të NGJITEM i. *Ngjitje e forte (e dobët). Ngjitje me tutkall (me zamkë). Ngjitja e kockës. Ngjitja e së-mundjes.*
2. Vendi a pika ku bashkohen e puqen dy gjëra. *Ngjitjet ndërmjet indeve.*
NGJITJE,~A II . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGJIT n, NGJITEM II. *Ngjitje alpinist ike. Ngjitja në majë.*
2. *fig.* Zhvillim drejt një shkallë më të lartë, ngritje; *kund.* rënie, zbritje. *Periudhë ngjitjeje të vrullshme (re-volucionare). Është në ngjitje.*
3. Pjesë rruge ose shpat që shkon përpjetë, e përpjetë; *kund.* zbritje.
NGJITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka yetinë të ngjitet pas sendeve të tjera; që është si lëng i trashë, i cili nuk rrjedh lirisht; veshtullor. *ngjitshëm si zamkë. Hokum i ngjitshëm.*
2. Që mund të ngjitet a të bashkohet me diçka tjetër. *Lëndë plastike e ngjitshme.*
NGJITSHMËRI,~A . I. Vetia që ka një lëndë a një send për t'u ngjitur; të qenët i ngjitshëm. *Ngjit-shmëria e tokës. Ngjitshmëria e një materiali.*
*2. kim.* Veshtulli.
NGJITUR (i,e) *mb.* 1. Që është shumë afër me një tjetër, aq sa e prek, i puqur. *kanë shtëpitë (bankat) të ngjitura. Rrinin të ngjitur.*
*1. fig.* I dashur e i afrueshëm, i dhënë shumë pas dikujt a diçkaje, që nuk shkëputet nga diçka. *ngjitur pas s'ëmës. Shumë të ngjitura pas familjes.*
3. *fig. keg.* Që të qepet prapa dhe nuk të ndahet, i bezdisur, i mërzitshëm. *Është shumë i ngjitur.*
•*k* Baltë e ngjitur *keq.* Njeri i mërzitshëm që të ngjitet nga pas e nuk të shqitet.
NGJITUR *ndajf.* 1. Fare afër me një tjetër, pranë, puqur. *Ngjitur me shtëpinë tone (me ne). Dhoma (shtëpia, dyqani) ngjitur. Banoj këtu ngjitur (në rrugën ngjitur).*2. Në mënyrë të ngjeshur a të puqur pas diçkaje. JIfe w6a *ngjitur pas Irupit.*
NGJIZ a., ~A, ~UR. 1. E bëj kos a djathë qumështin, duke i hedhur farën; bëj të trashet një gjë të lëngët; mpiks. *Ngjiz djathin (kosinj.*
*2.* Mbruj, gatuaj e i jap trajta të ndryshme një lënde të butë e të trashë. *Ngjiz enë me deltinë (me baltë).*
3. *vet. veto-III spec.* Bën që të kullojnë e të lidhen bashkë grimcat e një lënde që nuk kristalizohet; mpiks. *Ngjiz gjakun.*
*4. jig.* Bëj që të zërë fill diçka, krijoj, përftoj.
5. *fig.* Sajoj, trilloj diçka të paqenë. *I ka ngjizur vetë. Kane ngjizur shumë gënjeshtra (shpifje).*
NGJIZET *vetv.* 1. Mpikset qumështi dhe bëhet kos a djathë, bëhet si qull një lëng, trashet. *Ngjizet qumështi e bëhet djathë. U ngjiz gjella.*
*2.* Nis të formohet në barkun e nënës. *Ngjizet fë-mija.*
3. *spec.* Kullojnë në fund e lidhen grimcat e një lënde që nuk kristalizohet; mpikset. *Ngjizet gjaku. Ngjizen proteinat.*
*4. fig.* Nis të marrë trajtë diçka, krijohet, mbruhet. *Ngjizet mendimi krijues. Ngjizen planet për të ardhmen.*
NGJIZËS,~l *m. sh.* —, ~IT. Lëndë që ndihmon a shkakton mpiksjen e gjakut etj. *Vepron si ngjizës.*
NGJlZJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGJIZ, NGJIZET. *Ngjizjae kosit (e djathit). Ngjizja e foshnjës. Ngjizja e gjakut.*
2. Gjë e trilluar. *Ngjizje të pabesueshme.*
NGJlZSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka aftësinë të^ngjizet a të mpikset.
NGJlZUR (i,e) *mb.* 1. Që është trashur, i mpiksur (për bulmetin, lëngjet). *Qumësht i ngjizur.*
2. I mbrujtur mirë, i ngjeshuf. *Muskuj të ngjizur.*
3. *fig.* I trilluar a i shpikur nga mendja. *Gjëra të ngjizura. Gënjeshtra të ngjizura.*
NGJOK *kal.,* ~A, ~UR. 1. Thumboj; pickoj. *E ngjoku gjarpri. E ngjoku bleta (grerëza).*
*2. fig.* I bie me qafë, e shqetësoj here pas here, ngas. *Me ngjokën ethet.*
3. *fig.* Ngacmoj me fjalë, thumboj. *Mos e ngjokt E ngjoku, prandaj e goditi.*
NGJOKEM *vetv.* Kapem me një tjetër, kacafytem. *V ngjokën njëri me tjetrin.*
NGJYEJ *kal.,* NGJEVA, NGJYER. 1. Zhyt diçka në një lëng për ta njomur; zhyt bukën në një gjellë. *Ngjyej penën në bojë. Ngjyej bukën në qumësht. Ngjye-nin kafshatin në shëllirë.*
2. I jap një ngjyrë tjetër nga a jo që kishtemë pare, duke e zhytur në një lëng; i jap një ngjyrë të caktuar. *Ngjyej leshin (trikon, fustaninj. Ngjyej flokët. Ngjyej me bojë të zezë (të kuqe). Ngjyej më të verdhë.*
3. *jokal. fig. bised.* Arrij të bëj a të shtie në dorë diçka; me ecën, me shkon. *S[l] ngjyen dot gjer atje.*
• E ka ngjyer gishtin *diku shih te* GISHT,~I. E ngjyenin bukën në dhallë *shih te* DHALLË,~A. S'e ngjyen (s'e Ka) turpin me bukë *shih te* BUKË,~A.
NGJYER,~IT (tS) *as.* Gjizë e therrmija djathi, të holluara me qumësht ose me shëllirë; gjellë e lëngët,
që mund të hahet duke ngjyer kafshatën në të. *nxori ca të ngjyer.*
NGJYER *(i,e)mb.* Që ka marrë një ngjyrë të ndryshme nga a jo që ka pasur, duke u futur në një lëng; i ndotur a i bërë me diçka, i Iyer. *Lesh i ngjyer. Me duar të ngjyera.*
NGJYERJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGJYEJ, NGJYHEM. *Ngjyerja e rrobave*
*(e leshit).*
NGJYHEM *vetv.* I. Lyej fytyrën në mënyrë të tepruar për t'u zbukuruar; ngjyej flokët.
2. *vet. veto HI.* Merr bojë kur futet në një lëng. *U ngjyen mirë petkat.*
3. *Pës. e* NGJYEJ.
• Lyhet e ngjyhet *shih te* LYHEM j.
NGJYRA-NGJYRA *mb.* Që ka ngjyra të ndryshme të ndërthurura njëra me tjetrën; që është me shumë ngjyra së bashku. *Lule ngjyra-ngjyra. Fustan (shami, shall) ngjyra-ngjyra. Reklama ngjyra-ngjyra.*
NGJYRARTË *mb. poet.* Që ka ngjyrën e arit, i verdhë. *Flokët ngjyrartë. Gruri ngjyrartë. Rrezet ngjyr-arta.*
NGJYRESË,~A . Tërësi e veçorive të jashtme, që dallojnë sendet, dukuritë dhe mënyrën e jetesës së një vendi të caktuar ose të një kohe të caktuar; pasqyrimi i këtyre veçorive në një vepër artistike. *Ngjyresë lokale (krahinore). Ngjyresa e epokës.*
NGJYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Veti fizike e një trupi për të thithur një pjesë të dritës që bie mbi të dhe për ta pasqyruar pjesën tjetër me rreze të një gjatësie të caktuar, që shkaktojnë një ndijim pamor në sy. *Ngjyrë e ëmbël.*

*Ngjyra të forta (të ndezura). Ngjyra të qarta (të mbyllëta, të hapëta). Ngjyrë e kuqe (e gjelbër, e verdhë...). Ngjyrë trëndafili (qielli, deti, plumbi, gruri...). Ngjyrë gështenjë (vishnje). Ngjyrat e ylberit. Laps me ngjyrë. Film me ngjyra. Merr ngjyrë. Humbet ngjyrën. Ndryshon ngjyrë.*
*2.* Lëndë që përdoret për të shkruar, për të pik-turuar ose për të ngjyer një pelhurë a rrobë; shtresa e kësaj lënde në një pikturë a në një sipërfaqe; bojë. *Ngjyrë shkrimi (stilografi). Ngjyra Vaji (uji). Ngjyrë hekuri (druri). Kuti me ngjyra uji. I qenë idëmtuar ngjyrat pikturës.*
3. Pamja e jashtme e lëkurës së njeriut; pamje e lëkurës së njeriut, e cila, së bashku me disa veçori të tjera, tregon racën. *Me lëkurë në ngjyrë ulliri (qumështi). Ngjyra e zbehtë e fytyres. Ka një ngjyrë të mirë. Ka marrë ngjyrë nga dielli. Njerëz (popullsi) me ngjyrë* ata që nuk i përkasin së ashtuquajturës face e bardhë.
4. Pamje e jashtme. *Kishte marrë ngjyrën e detarit. I kanë dhënë ngjyrë tjetër vendit.*
5. *fig.* Kuptimi i vecantë që marrin gjërat në rre-thana të caktuara a nën ndikimin e diçkaje; ana, pamja e jashtme, që lidhet me thelbin politik e sho-qëror të një dukurie, ngjyrim. *Ngjyrë kombëtare. Ngjyrë socialiste. I jep ngjyrë politikë. I jep ngjyrën e kohës. Merr ngjyrë komike. I dha ngjyrë të re. Nuk e ndryshon ngjyrën.*
6. *fig. keq.* Lloji i prirjeve dhe i bindjeve politikë, rrymë, drejtim. *Revizionistë (oportunistë) të çdo ngjyrë. Armiq (reaksionarë, imperialistë) të çdo ngjyrë. Reak-sioni i të gjitha ngjyrave.*
7. *fig.* Fuqi e larmi në shprehje; mjetet shprehësetë një vepre artistike. *Vargje me ngjyrë. Gjuhë (stil) pa ngjyrë. Gjuhë me ngjyra të forta.*
8. Ngjyresë. *Ngjyra krahinore (lokale). Ngjyra e vendit.*
9. *kryes. sh. sport.* Veshje që mbajnë sportistët si shenjë dalluese se i përkasin një vendi a një skuadre të caktuar. *Ngjyrat kombëtare. Ngjyrat e skuadrës. Nderoi ngjyrat e klubit.*
10. Një nga të katër Ho jet e letrave, më të cilat luhet bixhoz. *Hodhi një ngjyrë tjetër. I ka të një ngjyrë. Mori me po atë ngjyrë.*
• E përshkruan (e paraqit, e pikturon) me ngjyra lë zeza *shih te* ZI (i), ZEZË (e).
• M e t a I e t (metalurgjia) me ngjyra
të gjitha metalet (metalurgjia e të gjitha metaleve), me përjashtim të hekurit e të lidhjeve të tij.
NGJYRËÇELËT *mb.* Që ka një ngjyrë të lehtë, që nuk bie shumë në sy; *kund.* i errSt. *Host urn ngjyrë-çelët.*
NGJYRËGËSHTENJË *mb.* Që ka ngjyrën e lë-vozhgës së gështenjës. *Flokë ngjyrëgështenjë.*
NGJYRËKAFE *mb.* Që ka ngjyrën e kokrrave të pjekura të kafes. *Kostum ngjyrëkafe.*
NGJYRËKAKI *mb.* Që ka ngjyrë të verdhë të errët pak në të kuqe, që ka ngjyrën e hurmës. *Pantallona (bluzë) ngjyrëkaki.*
NGJYRËKASHTË *mb.* Që ka ngjyrë të verdhë t" zbehtë si të kashtës. *Flokë ngjyrëkashtë.*
NGJYRËLIMON *mb.* Që ka ngjyrë të verdhë si të limonit. *Këmishë ngjyrëlimon.*
NGJYRËMANUSHAQE *mb.* Që ka ngjyrën e lu)es së manushaqes, ngjyrëvjollcë. *Basmë ngjyrë-*
*tnanushaqe.*
NGJYRËMJALTË *mb.* Që ka ngjyrën c mjaltit. *Fustan ngjyrëmjaltë.*
NGJYRËNDEZUR *mb.* Që ka ngjyra të forta, të cilat bien në sy menjëherë. *Fustan (shami) ngjyrë-ndezur.*
NGJYRËPORTOKALL *mb.* Që ka ngjyrë të verdhë në të kuqe si portokalli i pjekur. *Shami ngjyrë-portokall.*
NGJYRËTRËNDAFlL *mb.* Që ka ngjyrën e trën-dafilit të kuq në të bardhë, që ka ngjyrë të kuqe të hapur. *Faqe ngjyrëtrëndafil.*
NGJYRËTULLË *mb.* Që ka ngjyrë dheu në *Xi* kuqe, që ka ngjyrën e tulles. *Bluzë (fustan) ngjyrë-tullë,*
NGJYRËVlSHNJE *mb.* Që ka ngjyrë të kuqe të errët, që ka ngjyrën e vishnjes së pjekur. *Bluzë (fund) ngjyrëvishnje.*
NGJYRËVJOL,LCË *mb.* Që ka ngjyrën e lules së vjollcës, ngjyrë manushaqe. *Fustan ngjyrëvjollcë.*
NGJYRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGJYROJ, NGJYROHET.
*Ngjyrimi i stofave (ifillit, i leshit). Reparti i ngjyrimit.*
*2.* Secila nga shkallët e ndryshme të një ngjyrë, duke kaluar nga e çelëta në të mbyllët, ngjyra e lehtë e diçkaje; nuance. *Ngjyrime të holla (të lehta). Larmia e ngjyrimeve të ylberit.*
3. *fig.* Ndryshim i nolle ndërmjet sendeve a du-
kurive; shfaqje e jashtme e lehtë, që u shtohet vetive kryesore të një dukurie, të një ndjenje etj., nuance. *Ngjyrimet e mendimit (e ndjenjave).*
4. *muz.* Shkallë e ndryshme e forces shprehëse ose e ëmbëlsisë që u duhet dhënë tingujve në një pjesë muzikore. *Shenjat e ngjyrimit.*
5. *gjuh.* Kuptim i veçantë, me i hollë, që merr një fjalë a një shprehje në një përdorim ose në një fushë të caktuar, hijesë, nuance. *Ngjyrim kuptimor. Ngjyrim stilistik.*
NGJYROHET *vetv.* 1. MerT një ngjyrë. *Ngjyrohet gruri.*
*2. Pës. e* NGJYROJ. *Ngjyrohen stofat.*
NGJYROJ *kal.,* -^OVA, ~UAR. I jap ngjyrë, ngjyej; e bëj të marrë një ngjyrë, e bëj të duket me një ngjyrë tjetër. *Ngjyroj pëlhurat (leshin). Dielli ngjyron malet. Ngjyron në or (në argjend).*
NGJYROS *kal.,* ~A, ~UR. Ngjyroj; ngjyej; i hedh një lëndë që i jep ngjyrë. *Ngjyros pëlhurat (stofat). Ngjyrosfurçën.*
NGJYROSET *vetv.* 1. Merr ngjyrë, ngjyhet. *Jane ngjyrosw mirë teshat.* 2. *Pës. e* NGJYROS.
NGJYROSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NGJYROS, NGJYROSET. *Ngjyrosje e njëtrajtshme. Ngjyrosja e leshit (e pëlhurave, e stofave).*
NGJYROSUR (i,e) *mb.* Që ka një ngjyrë, që nuk është i bardhë; që ka thithur a që ka marrë një ngjyrë; që ka ngjyra të ndryshme. *Fill i ngjyrosur. Basmë e ngjyrosur. Me pendë të ngjyrosura.*
NGJYRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka ngjyra të ndryshme, i shumëngjyrshëm. *Dritat e ngjyrshme.*
NGJYRCAR (i,e) *mb.* Që ka marrë një ngjyrë të caktuar; që duket me një ngjyrë tjetër; i Iyer për t'u zbukuruar. *Mollëza (faqe) të ngjyruara.*
NGJYRÇES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Lëndë që shër-ben për t'i dhënë ngjyrë a për t'i ndërruar ngjyrën diçkaje; lëndë ngjyruese. *Ngjyrues me ngulitës.*
2. Punëtori që merret me ngjyrimin në një fabrikë pëlhurash. *Ngjyrues i dalluar.*
NGJYRUES,~E *mb.* Që shërben për të ngjyer; që përmban lëndë, e cila shërben për të ngjyer. *Lëndë ngjyruese. Bimë ngjyruese.*

NIGJAH,~U *m. vjet.* 1. Përfundimi i martesës sipas kërkesave të dogmës fetare myslimane. *hodhi nigjahun* lidhi martesën.
2. Shumë të hollash, që duhej t'i jepte burri gruas në rast se e ndante, sipas rregullave fetare myslimane. *I jepte nigjahun.*
NIHILIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~<ËT. 1. Ai që mohon në tërësi traditat, vlerat kulturore dhe normat morale të një shoqërie; ai që mban një qëndrim tepër mohues ndaj çdo gjëje.
2. *hist.* Pasues i nihilizmit. *Nihilistët ruse të she-kullit XIX.*
NIHILIST,~E *nib.* Që ka të bëjë me nihilizmm, që është veçori e nihilistit; mohues. *Pikëpamje ni-hiliste. Qëndrim nihilist.*
NIHILIZËM,~MI *m. hist.* 1. Drejtim mendor e politik që u përhap në Rusi në vitet gjashtëdhjetëtë shekullit XIX dhe që mbante një qëndrim mohues ndaj traditave e vlerave shoqërore e kulturore dhe ndaj rendit shoqëror në tërësi.
2. Mohim i plotë i parimeve, i normave morale, i vlerave kulturore e i çdo tradite të një shoqërie; qëndrim mohues dhe nënvlerësues ndaj çdo gjeje, pa dallim. *Nuk bient në nihilizëm.*
NIJET,~I *m. bised.* Qëllim; mendim. *Kant nijet* kam qëllim; kam ndër mend. *Bëj nijet* vë në mend, vendos.
NIKEL,~I *in. kim.* Metal i petëzueshëm me shkël-qim si të argjendit, që shkrin në temperature të lartë, i qëndron mirë ndryshkut dhe përdoret për të për-gatitur çelik special, për të veshur sendet prej metali etji. *(simboli* Nij. *Mineral nikeli. Veshje me nikel.*
NIKELIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NIKELOJ, NIKELOHET. *Nikelimi i metaleve. Aparat nikelimi. Xixëllon (shkëlqen) nga nikelimi.*
2. Shtresë e nolle nikeli, më të cilën vishen sendet prej metali për t'i mbrojtur nga ndryshku dhe për t'i zbukuruar. *ka rënë (i është ciflosur) nikelimi.*
NIKELOHET. *Pës. e* NIKELOJ.
NIKELOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vesh me një shtresë të hollë nikeli një send prej metali për ta mbrojtur nga ndryshku e për t'i dhënë shkëlqim si të argjendit. *Nikelojnë thikat (pirunët, lugët). Nike-lojnë veglat e punës.*
NIKELUAR (i,e) *mb.* Që është i veshur me një shtresë të hollë nikeli për të mos u ndryshkur. *Luge të \nikeluara. Dorezë e nikeluar.*
NIKOQIR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri i kuj-desshëm, i rregullt e kursimtar në qeverisjen e pasuri-së së vet ose të mjeteve e të mallrave që ka në ngar-kim. *Nikoqirë të mirë të pronës socialiste.*
2. Burrë që kujdeset për të gjitha nevojat e shtë-pisë, shtëpiak i mirë; zot shtëpie. *Duket në shtëpi dora e nikoqirit.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrave NIKOQIR, ~I| e NIKOQIRE,~JA. *Grua nikoqirë. Burrë nikoqir.*
NIKOQIRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Amvisë e mirë, grua që di të mbajë në rregull shtëpinë e të qe-verisë me kujdes e me kursim të ardhurat; zonja e shtëpisë. *Nikoqirë e mirë. Nënë e nikoqirë në familje.*
NIKOQIRLLËK,~U *m.* Kujdesi për të përdorur me kursim e sipas nevojës vlerat materiale ose të ardhurat; vetia e atij që është nikoqir; amvisëri. *Per-dorimi me nikoqirllëk i materialeve (i lëndës së drurit). Shfrytëzimi me nikoqirllëk i makinerisë. Administri-mi me nikoqirllëk i të ardhurave (i lekut të popullit).*
NIKOTINË,~A . Lëndë e helmet me erë të keqe, që gjendet në gjethet e duhanit dhe që vepron si ngac-mues mbi sistemin nervor. *Gishtërinj të zverdhur nga nikotina.*
NIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shtrat i ulët, prej dë-rrasash etj., që vihet anës murit dhe që shtrohet me njëjdyshek të hollë e me mbulesë për të ndenjur; minder. *Nim i shtruar. U ul (u shtri) në nim.*
-NIMFE,~U *m. sh.* ~, ~TË *arkeol.* Ndërtesë, dhomë ose shpellë me një krua, e zbukuruar me bimë dhe me skulptura, që shërbente si vend për të pushuar në kohë'n e lashtë. *Nimfeu i Apolonisë. Nimfe romak.*
NIMFË,~A *.sh.* ~A, ~AT. 1. *mit.* Perëndeshë e një shkalle më të ulët, që përfytyrohej në mitolo-gjinë e lashtë greke e romake si një vajzë e bukur, e cila banonte në ujëra, në pyje e në male. *Nimfat e lumit (e pyllit). Shkallë e stolisur me nimfa.*
*2. zool.* Fazë e zhvillimit të larvave të disa insekteve, kur ato mbështillen me një cipë me fshikëz. *Faza e nimfës. Shndërrohet (kthehet) në nimfë.*
NINANANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ninullë. *këndon ninananën. E vë në gjumë me ninanana.*
*1. muz.* Vepër muzikore me motive e me tema nga këngët popullore të djepit. *Ninananë e njohur. Kom-pozoi një ninananë.*
NINËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Bebja e syrit, drita e syrit, bebëza. *Me ninëza të zeza (të kaltra). Me ninëza të zmadhuara. E shikon në ninëz të syrit.*
*2. fig.* Shëmbëllimi i një sendi që ngulitet në mendje a në kujtesë; pamje e përqendruar. *Sikur marr me ve-te ninëzën e këtyre vendeve. Me ngulitet ninëza e asaj pamjeje.*
NINULLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Këngë që i kën-dohet foshnjës për ta vënë në gjumë, këngë djepi, ninananë. *Ninullat e nënave tona. I këndonte një ninullë.*
NIP,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~ËR, ~ËRIT.
I. Djali i djalit a i vajzës; djali i vëllait a i motrës. *Gjyshi (gjyshja) me nipin. Im nip. Daja (tezja) me nipin. 2. vet. sh.* Pasardhësit, stërnipat.
NIPASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Djali i vajzës a i motrës.
NlPÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET edhe *përk.* Nip në moshë të vogël; nip. *Mbante nipçen në krah. Ç'thua, o nipçe?*
NIPËRI,~A . *përmb.* Tërësia e nipave, nipërit. *Erdhi me gjithë nipërinë.*
NIPOLL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Nip. *Nipolli im.*
NIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Zë të bëj diçka, filloj; ia hyj diçkaje; *kund.* mbaroj, përfundoj. *Nis punën (mësimin). Nis udhëtimin (rrugën). Ia nisën këngës (lojës). Nis të flasë (të punojë, të ecë). Nis një jetë të re. S'di nga t'ia nisë. E ka nisur mbarë (mirë). Kështu si e ka nisur, nuk e kryen dot shpejt.*
*2.* Zë ta ha ose ta pi, provoj, cenoj (një ushqim). *E nisi bukën (lakrorin). Nuk e Icish nisur gjellën (shi-shen) fare.*
3. Dërgoj dike a diçka në një vend tjetër; përcjell; e çoj për të mbaruar një porosi. *Nisi djalin (vajzën). E nisi (per) në shtëpi (në shkollë). I nisën në front (në luftë). Nisi një letër (një pako). E nisi me poslë. E nisi duarthatë. E nisi pa asnjë përgjigje.*
*4.* Stolis e zbukuroj (sidomos për nusen). *E nisën nuse. E nisën shtëpinë për dasmë. Nisi dhëndrin.*
5. *bised.* Vë në lëvizje e ngas një mjet udhëtimi. *E nisi veturën (trenin). S'di ta nisë.*

6. *vet. veta HI jokal.* Fillon të bëhet e të zhvi-llohet diçka; zë fill, zë. *Nisi vapa (të ftohtët). Nisi puna (biseda, diskutimi). Nisi lufta (beteja). Nisi grind-ja (sherri). Nisi të binte shi.*
7. *vet. veta III jokal.* Hapet me diçka, ka në hyrje; zë fill prej diku, fillon. *Nis me një hyrje (me një varg). Me se nis kënga?*• Si e nisi, e grisi *keq.* si e filloi keq, ashtu edhe e përfundoi (jetën ose një punë). Si nisi, nuk krisi nuk përfundoi diçka aq keq sa kishte filluar. Ka nisur t'i dale gjuha (po e nxjerr gjuhën) *shih te* GJUHË,~A i. Të nis me shoshë për ujë *shih te* SHOSHË,~A. Ni-sën vallet kur pushuan daullet *shih te* VALLE,~JA.
NISEM *vetv.* 1. Marr rrugën për të shkuar diku, largohem nga një vend; *kund.* arrij. *V nis nga shtëpia. U nis për udhëtim (për rrugë). U nisën për aksion. U nis për në shhollë. Nisem me vrap (ngadalë). Nisem me këmbë (me makinë, me tren).*
2. *vet. veto III.* Vihet në lëvizje dhe fillon udhëtimin (një mjet transporti). *U nis treni (autobusi, vapori). Niset herët (vonë). Nuk niset sot aeroplani. Nuk niset bosh (pa mallra, pa udhëtarë).*
3. Stolisem e zbukurohem. *U nis nuse. U nis e u stolis.*
*4. fig.* Mbështetem diku për të vepruar a për të gjykuar, niarr si mbështetje, kam si pikënisje. *Ni-semi nga parime të drejta. Nuk niset nga interesi vetjak.*
r Si u nis, ashtu u bitis (u gris) *keq.* si filloi keq një punë ashtu edhe përfundoi. Ku u nis e ku u degdis! ndryshe filloi e krejt ndryshe mbaroi, ku filloi e ku mbaroi!
NISESHTE,~JA . Pluhur i bardhë si miell i imët që nxirret nga kokrrat e disa bimëve, si gruri, misri, patatja etj. dhe që përdoret për disa gatesa, në industri etj.; amidon. *Niseshte gruri (patateje, orizi, misri). Fabrikë niseshteje. Paluze me niseshte. Gatuaj brumin me miell e niseshte.*
NISI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Ishull, ujdhesë. *Një nisi në mes të liqenit.*
NlSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NIS, NISEM. *Nisja e trenit. Nisja e bisedimeve. Dita (ora) e nisjes. Çasti i nisjes. Baië nisjeje.*
*2.* Periudha e parë e një veprimtarie, fillim. *Nisje e mbarë. Jemi në nisje të punës. Nisja ka vështirësi.*
3. *sport.* Vendi ku fillon një garë për të përshkuar një largësi. *Vija e nisjes. Nisja shënohet me një vijë të bardhë.*
NISMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Punë që e merr përsipër i pari dhe me vullnetin e me dëshirën e vet një punonjës a një kolektiv për të bërë ose për të or-ganizuar diçka, zakonisht të re e që kërkon përpjek-je; iniciativë. *Nismë e guximshme (revolucionare). Me nismën e punëtorëve. Morën një nismë. E përkrahën nismën e punëtorëve.*
*2.* Zanafillë; fillim. *Nismë e mbarë. E ka nismën disa shekuj me pare.*
3, Mbështetja nga nisemi për të bërë diçka; pikënisje. *Duke e marrë nismën nga...*
• Nismë ligjvënëse *drejt.* e drejta për të propozuar a për të paraqitur i pari projektligje në organin ligjvënës.
NlSMËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merr përsipër i pari për të kryer a për të organizuar diçka të re, ini-ciator. *Nismës i një metode të re.*
NISMËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* NISMËS, '-'I
NISTOR,~E *mb. I.* Që gjendet në fillim, i fillimit. *Zanore (bashkëtingëllore, shkronjë) nistore. gjuh.* zanore që ndodhet në fillim të fjalës a të rrokjes. *Tingull nistor. gjuh.*
2. *vjet.* Fillor. *Shkollë nistore* shkollë fillore.
NISTORE,~JA *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Tingulli më të cilin fillon një fjalë a një rrokje.
NISUR (i,e) *mb.* 1. Që ka filluar të bëhet, i filluar. *Puna e nisur. Rruga e nisur.*
*2.* Që është stolisur e zbukuruar. *Nuse e nisur. I nisur e i stolisur.*
3. Që i është ngrënë një cope ose që i është pirë një pjesë, i cenuar (për ushqimet). *Bukë e nisur. Byrek* i *nisur. Shishe e nisur.*
NISHADËR,~I *m.* Lëndë e bardhë e kristalizuar, me shije të hidhur e me veti gërryese, që përdoret në teknikë e në mjekësi; klorur amoni. *Pastroj me nishadër.*
NISHAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Shenja që përpiqemi ta godasim kur shtiem. *Vë nishan. Qëlloi në nishan. Ka nishan* është i zoti për të qëlluar, qëlloh mirë në shenjë. *E vuri në nishan* i drejtoi armën për ta qëlluar. *Mori nishan* shënoi; përcaktoi vijën më të mirë për të goditur diçka. *Një nishan pushke (dyfeku)* largësi aq sa e rrok plumbi.
2. Njollë e vogël a kokërr me ngjyrë të errët në lëkurën e fytyrës ose të trupit, të cilën e ka njeriu prej lindjes; mbresë që mbetet nga një sëmundje ose nga një plage; qukë. *Nishan me qime. Ka një nishan të zi në mjekër. I la Ha nishane në fytyrë.*
3. *etnogr.* Unazat e dhuratat e tjera që shkëmbehen në fejesë, shenjë. *Shkëmbimi i nishaneve. I dërgoi nishanet. Ktheu nishanin* prishi fejesën.
4. Shenjë për të dalluar diçka nga një tjetër. *Nishan dallues. I bëri një nishan. I vuri nishan. S'ka ndonjë nishan. Nishanet e mishit* pjesët më të mira të një mishi të therur, që u jepen miqve më të shquar në një gosti.
5. *vet. sh.* Shenja paralajmëruese. *Nishane të mira (të këqija). Siç duken nishanet...*
*6. vjet.* Dekoratë. *Nishan ari. E kishte gjoksin tërë nishane. Nuk i pranonin nishanet e sulltanit.*
7. *përd. mb.* Që shquhet për buRuri, për sjellje të mirë, për zgjuarsi etj.; i shquar. *Është një djalë (vajzë) nishan. Nishan ndër shokë (shoqe).*
*k* Me nishan i shquar; i shënuar. (Zhduk, prish, humbas) pa nishan pa lënë asnjë gjurmë, krejt, fare. U humbi (s'u gjendet) nishani nuk ka mbetur asnjë, nuk ka mbetur as edhe një i vetëm. Pa çikë e pa nishan *shih te* ÇIK'Ë,~A i. Pa nam e pa nishan (as nam, as nishan) *shih te* NAM,~I. E ka vënë në nishan (në shenjë) *dike shih te* SHENJË,~A. Nuk i gjendet as nami as nishani *shih te* NAM,~I.
NISHANXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* Ai që shtie mirë me armë, ai që qëllon mirë në shenjë, shenjëtar. *Nishanxhi i dëgjuar (i mirë).*
NISHK,~U m. 1. Spicë druri; ashkël, cifël.
2. Therje në gjoks a në brinjë që pengon frymë-marrjen, sëmbim; ftohje në mushkëri. *Ka një nishk. 1 la nishk.*
NITRAT, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *kim.* Kripë e acidit nitrik. *Nitrat argjendi. Nitrat natriumi. Nitrat amoni.*2. *bised.* Pleh kimik në trajtë kokrrizash të bar-dha, që tretet lehtë në ujë, nitrat amoni, pleh azotik. *Hedhja e nit rat it. Plehërojnë token me nitrat.*
NITRIK,~E *mb.* Që ka në përbërjen e vet azot, azotik, i azotit. *Acid nitrik* lëng me i rëndë se uji, pa ngjyrë e me erë të forte, gërryes dhe helmues, që përdoret në industri.
NITROGLICERINË,~A . Lëng i trashë me ngjyrë të verdhë, që del nga bashkimi i glicerinës me acidin nitrik,

që shpërthen me fuqi të madhe po të ngrohet ose po të goditet dhe që përdoret për për-gatitjen e lëndëve plasëse e në mjekësi.
NITROGJEN,~I *m. kim.* Azot *(simboli* NJ. *Kri-përa acide të nitrogjenit.*
NITROLLAK,~U *m.* Lloj llaku që përdoret për të j Iyer sende të ndryshme, për t'u dhënë shkëlqim mqbiljeve etj.
NIVEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lartësia që arrin një sipërfaqe uji e lire; lartësia e një lëngu në një enë. *Niveli i lumit (i liqenit). Niveli i detit* pika e marrë si zero, nga e cila nisemi për të përcaktuar lartësitë e ndryshme të sipërfaqes së tokës. *Mbi (nën) nivelin e detit. Matja e nivelit. Kontrolli i nivelit të vajit (në motor).*
2. Lartësi e diçkaje në marrëdhënie a në krahasim me | diçka tjetër, vija që merret për të krahasuar lar-tësijnë e diçkaje. *Në nivel me syrin. Në nivelin e mëlçisë (e \ zemrës). Në nivel me kohën (me situatën).*
3. *fig.* Shkalla e zhvillimit cilësor, ngritja cilësore që ka arritur dikush a diçka dhe që mund të kraha-sohet. *Nivel i lartë (i ulët). Niveli ekonomik (material). Niveli kulturor (ideologjik, politik, shkencor, artistik). Niveli i jetesës së popullsisë. Niveli i studimeVe (i shko-llës, i teknikës). Ngritja e nivelit arsimor (teknik, pro-fesional).*
4: Shkalla në një shkallëzim hierarkik, rang. *Shko-llat* i *e të gjitha niveleve. Takim (konferencë) e nivelit të lartë* takim në mes të kryetarëve të shteteve. *Orga-nizdtat e masave të të gjitha niveleve.*
*Si min.* Seciii nga rrafshet horizontale pre j ku de-gëzohen punimet kryesore të rrlinierës. *Zbriti në nivelin e tretë.*
6. Vegël e thjeshtë me një qepar me ujë, që shërben për I të përcaktuar nëse është horizontal një rrafsh. *Nivel uji për muratorët.*
NIVELlM,~I *in. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NIVELOJ, NIVELOHET. *Nivelimi i tokës (i orizoreve). Nivelimi i një makine (ito-pit)j Nivelimi i autorëve (i veprave).*
NIVELOHET *vetv.* 1. Vjen në të njëjtin nivel; zhduken dallimet ose ndryshimet, barazohet, rraf-shohet. *Nivelohen kushtet e jetesës.*
2. *Pës. e* NIVELOJ.
NIVELOJ *kal.,* ~0VA, ~UAR. 1. Sjell në të njëjtin rrafsh një sipërfaqe, duke zhdukur vendet më të ngritura e më të ulëta, rrafshoj, sheshoj. *Ni-veloj tokat. Niveloj një rrugë.*
2. Rregulloj një pajisje, një makinë, një armë etj. që të jetë plotësisht horizontale me token; sjell në një nivel. *Niveloj makinën (topin). Niveluan shinat,*
3. *fig.* I quaj a i vë në të njëjtën shkallë zhvillimi ose në të njëjtat kushte; sjell në të njëjtin nivel, rraf-
shoj; *keq.* fshij, zhduk mekanikisht çdo lloj dallimi e ndryshimi ndërmjet njerëzve ose vlerave, rrafshoj. *E niveloi zhvillimin shoqëror. I nivelon autorët (veprat).*
NIVELUAR (i,e) *mb.* Që është sjellë në një nivel, i rrafshuar, i sheshuar. *Toka të niveluara.*
NIVELCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Makinë për rrafshimin e tokave. *Nivelues i tokës (tokash).*
2. *gjeod.* Aparat për të përcaktuar lartësinë e një pike të sipërfaqes në krahasim me një pike tjetër ose me sipërfaqen e detit. *Vendosën niveluesin.*
NIVELUES, ~E *mb.* Që shërben për rrafshim. *Makinë niveluese.*
NIZAM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist:* Ushtar i shër-bimit të detyrueshëm në kohën e Turqisë; rekrut. *Merrnin djemtë nizamë. Nuk pranonin të shkonin ni-zamë. Këngët e nizamit. folk.*
NKEQ *kal.,* ~A, ~UR. E bëj të keq ose më të keq, e keqësoj; e prish.
NKEQEM *vetv.* Bëhem i keq, prishem, keqësohem.
NOCA,~T . *vet. sh.* Pafta a monedha të vogla që varin grate në gjoks për zbukurim.
NOCION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *filoz.* Forme themelore e mendimit, në të çilën pasqyrohen tiparet më të përgjithshme dhe me thelbësore të sendeve e të dukurive të realitetit objektiv, koncept. *Nocione ab-strakte (sendore). Nocioni i materies (i kohës, i ha-pësirës). Nocioni i trekëndëshit (i prizmit). Nocioni i klasës (i shtetit). Nocioni themelor (shkencor) i luftës së klasave. Fjala dhe nocioni.*
*2.* Përfytyrimi ose mendimi që kemi për diçka; njohuri e thjeshtë ose fillestare, ide. *Nocione të thjesh-ta (të plota), Sa për të formuar një notion. Nuk e ka nocionin e diçkaje.*
NOÇKË,~A ˛*h.* ~A, ~AT. 1. *anat.* Vend! që del si gungë aty ku bashkohen dy kocka të këmbëve a të duarve; nyjë. *Noçka e këmbës* nyelli i këmbës, syri i këmbës. *Noçka e dorës* kyçi i dorës. *Noçka e gishtit* çoku i gishtit. *arrinte uji (balta) deri në noç-kën e këmbës. I ra (e goditi) në noçkë. 1 ra me noçkë në kokë.*
*2.* Xhungë, bërdokull; nyell në trungun e një peme a të një bime, nyjë, komb. *Noçkat e kallamit të misrit. Patate me noçka. Fill me noçka. Duar me noçka.*
3. Turiri i një kafshe; feçkë. *Noçka e derrit. Noçka e elefantit* feçka e elefantit.
4. *kryes. sh. keq.* Fytyra e njeriut, turi. *Shtrembëron (përdredh) noçkat. I theu noçkat.*
NOFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Emër i dytë që i vihet dikujt për tallje, për shaka a përkëdhelje, duke u nisur nga ndonjë e metë fizike a ndonjë tipar tjetër dallues i tij; ofiq. *Nofkë tallëse. I vunë (i ngjitën) një nofkë. I mbeti nofkë.*
NOFULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *anat.* Secila nga të dy kockat e fytyrës, të vendosura përballë njëra-tjetrës, në të cilat janë vendosur dhëmbët, fulqi; pjesa e fytyrës ku janë këto kocka. *Nofulla e sipërme (e poshtme). Me nofulla të data. Mishi i nofullës. Shtrë-ngoi nofullat.*
*2. tek.* Pjesë e një vegle ose mekanizmi që shërben për të mbajtur pa lëvizur a për të shtrënguar diçka gjatë punës. *Nofullat e dares.•* I theu (i dërrmoi) nofuilat (hundët, brinjët, turinjtë, dhëmbët) *dikujt për cm. shih te* THYEJ.
NOFULLDALË *mb.* Që i ka nofuilat të kërcycra. *Kockëmadh e nofulldalë.*
NOFULLGJERË *mb.* Që i ka nofuilat të gjera; që e ka pjesën e poshtme të fytyrës më të gjerë se pjesën e sipërme. *Një burrë nofullgjerë.*
NOFULLSHTREMBËR *mb.* Që e ka nofullën të kthyer nga njëra anë.
NOFULLTHYER *mb.* Që e ka nofullën të thyer, që ia kanë thyer nofullën.
NOJMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Shenjë që i bëjmë dikujt me sy, me kokë a me dorë për t'i dhënë të kuptojë diçka. *bëri (i dha) një nojmë. Merren vesh me nojma. I bëri një nojmë me sy (me dorë).*
NOKAUT,—I *m. sport.* 1. Gjendja e boksierit që është goditur nga kundërshtari e që është rrëzuat përtokë dhe që nuk arrin të ngrihet brenda dhjetë sekondash, duke u

quajtur i mundur. *E nxori (e hodhi, c qiti) nokaut. Fitoi me nokaut.*
*2. fig. bised.* Humbje e plotë në diçka; mundje keqas. *Doli nokaut. E nxorën nokaut.*
NOKSAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. E metë, cen; gjymtim. *Është me noksan. Kishte një noksan.*
*2.* Njeri i prapë dhe me huqe, njeri ters. *Noksan i madh. Noksan i mërzitshëm.*
NOKSAN,~E *mb. bised.* 1. Që ka ndonjë cen, të metë a gjymtim; i mangët. *Kale noksan. E la noksan.*
*2.* I prapë, me huqe; ters. *Njeri ffëmijë) noksan.*
NOM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Ligj; kanun. *No-met e zakonet e vendit. Nuk e jepte nomi.*
NOMAD,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i një po-pullsie pa vendbanim të qëndrueshëm, endacak, shteg-tar. *Nomadët e stepave (e shkretëtirave).*
NOMAD,~E *mb.* Që nuk ka një vendbanim të përhershëm e të qëndrueshëm, endacak, shtegtar; *kund.* i ngulur. *Fise (popullsi) nomade. Jetë nomade. Popuj nomade. Barinj nomade.*
NOME,~JA . *sh.* ~, ~TË. Vend i mbrojtur nga era ku pushon ose kullot bagëtia, kullotë; vathë. *Nome dimërore (verore). Nomeja e vjeshtës. Nometë e bagëtisë. Ngritën nomenë.*
NOMENKLATURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Të-rësia e emërtimeve (kryesisht të sendeve konkrete) të një fushe të shkencës, të teknikës a të prodhimit. *Nomenklatura gjeografike. Nomenklaturë anatomike* emërtimi i pjesëve të trupit të njeriut.
2. Llojet e caktuara të mallrave ose të sendeve, që ka për detyrë të prodhojë një ndërmarrje; llojet e shërbimeve që duhet të kryejë një ndërmarrje. *Nomenklaturë e përqendruar. Nomenklatura e prodhimeve të uzinës. Rritja e nomenklaturës së pjesëve të ndërrimit. Shtoj (zgjeroj) nomenklaturën.*
3. Tërësia e vendeve, në të cilat një organ i lartë ka të drejtë të emërojë e të heqë kuadrot e institucioneve varëse; organikë. *Kuadro që hyjnë në nomenklaturën e ministrisë (e komitetit të Partisë). Rregullat mbi nomenklaturën e kuadrit.*
NOPRAN,~E *mb. bised.* 1. Që sillet ashpër e keq
me të tjerët; i prapë, i pashtruar. *Njeri (burrë) nopran. Grua noprane.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Nopran i padurueshëm.*
NOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Shpend uji shtegtar, i madh sa një pule, me këmbë të shkurtra, që zhytet me shkathtësi në ujë dhe është i shpejtë në flu-turim. *Nor i bardhë si bora.*
NORMAL,~E *mb.* 1. Që është ose që bëhet në përputhje me zhvillimin e rregullt e të zakonshëm të gjërave; që nuk ka ndonjë gjë të jashtëzakonshme, që nuk shmanget nga norma; i rregullt, i zakonshëm; *kund.* anormal. *Gjendje normale. Zhvillimi normal. Temperature normale* as e ftohtë, as e nxehtë. *Ana-tomia normale e njeriut* anatomia e trupit të njeriut të shëndoshë. *Koha normale e punës. Në kushte normale.*
*2.* Që është i shëndoshë nga ana mendore. *Njeri normal. Nuk është normal.*
3. *mat.* Që bie pingul mbi një rrafsh. *Drejtëz normale me një rrafsh.*
4. *vjet.* Pedagogjik (për shkollën e mesme). *Shkollë normale* shkollë pedagogjike.
NORMALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Diçka që është ose që bëhet në përputhje me zhvillirnin e rregullt e të zakonshëm të gjërave. *Temperature nën nor-malen. Shmanget nga normalja.*
*2. mat.* Drejtëz pingule. *Normale kryesore. Ngre një normale.*
3. *vjet.* Shkollë e mesme pedagogjike. *Normalja e Elbasanit. Ish-nxënës i normales.*
NORMALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Nxënës i shkollës normale. *Veprimtaria revolucionare e nor-malistëve.*
NORMALlSHT *ndajf.* Në mënyrë normale, në përputhje me zhvillimin e zakonshëm e të rregullt të gjërave, pa shmangie ose çrregullime; rregullisht. *Punon normalisht. Filloi puna normalisht.*
NORMALIZtM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NORMALIZOJ, NORMALIZOHET.
*Normalizimi i gjendjes (i situates).*
NORMALIZOHET *vetv.* 1. Kthehet në gjendje normale, bëhet përsëri normal; i afrohet normës; *gjuh.* krijon një normë të ngulitur e të përbashkët për të,gjithë, normëzohet. *Normalizohet temperatura. Normalizohen marrëdhëniet midis- dy vendeve. Normalizohet gjuha.*
2. *Pës. e* NORMALIZOJ.
NORMALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Kthej në gjendje normale, e bëj që të jetë përsëri i rregullt dhe si zakonisht; e afroj me normën; *gjuh.* vendos një normë për të gjithë, normëzoj. *Normalizoj qar-kultimin. E normalizoi gjendjen. I normalizoi marrëdhëniet me një shtet.*
NORMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pjesëtar i fiseve skandinaveqëzbritën nga Veriu për të pushtuar e grabitur vendet e ndryshme të Evropës në shekujt VIII-XI. *Sulmet (pushtimet) e normanëve. Luftërat kundër normanëve.*
NORMAN, ~E *mb. hist.* Që lidhet me normanët,i normanëve, që është karakteristik për normanët. *Fiset normane. Pushtimet normane.*
NORMATIV,~E *mb.* Që përcakton normën e përbashkët e të njëjtë ose rregullat për diçka. *Gra-matikë normative. Fjalor normativ,*
NORMATIVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tregues i sasisë së materialit, të energjisë e të shpenzimeve të caktuara për të prodhuar diçka në kushte më të mira të organizimit të prodhimit. *Normative e planifikuar. Normativa e lëndëve të para (e shpenzimeve të ma-terialeve). Normativa e konsumit për njësinë e prodhimit. Mallra mbi normativën. Ulin (shkurtojnë) normativat.*
NORMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Rregull e cak-tuir ligjore ose morale për sjelljen në jetë a në sho-qëri, e detyrueshme ose e pranuar përgjithësisht; diçka e detyrueshme për t'u ndjekur; rregullat që përcak-tojnë jetën e brendshme të një organizate. *Normal morale (juridike). Normat e Partisë. Normat e moralit komunist. I thyen normat e egra të kanunit. Është bërë normë.*
2. Masë e caktuar për diçka; sasia e përshtatshme ose e rregullt për diçka; gjendja e rregullt dhe e za-kohshme për diçka. *Normat ushqimore të bagëtive. Normat e shpenzimit (e harxhimit). Norma e ujitjes për hektar. Norma e akumulimit. ek. Norma e mbi-vlerës (e fitimit). ek. Është brenda normës. ZhvHlohet sipas normës. Shmanget nga norma.*
3. Sasia e punës që duhet të bëhet ose e prodhimit që jduhet të nxirret brenda një kohe të caktuar. *Normë e Iqrtë (e ulët). Normë individuate (kolektive). Normë*

*teknike fprogresive). Normë ditore. Punë me normë. Realizon normën. Thyejnë (tejkalojnë) normat.*

4. *gjuh.* Tërësia e rregullave që përcaktojnë për-dorimin e mjeteve të gjuhës letrare në mënyrë të njëllojtë për të gjithë pjesëtarët e një kombi; për-dorimi i mjeteve gjuhësore që është ngulitur e është pranuar nga të gjithë pjesëtarët e një kombi si në li-gjërimin e folur ashtu edhe në atë të shkruar. *Norma e gjuhës letrare kombëtare. Norma gramatikore (lek-sikore). Norma drejtshkrimore. Norma e drejtshqipti-miti*

5l *sport.* Sasia e ushtrimeve me shkallë të caktuar vështirësie, që duhet të kryhen për të merituar një titujl sportiv, që janë të detyrueshme për nxënësit në shkollë etj. *Normat e mjeshtrit të sportit. Dhënia e nqrmave në shkolla.*

NORMËZIM,~I *m. gjuh.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NORMËZOJ, NORMËZOHET. *Nor-mëzimi i gjuhës letrare shqipe. Normëzimi i drejtshkri-mit (i drejtshqiptimit).*

NORMËZOHET *vetv. gjuh.* Krijon një normë të ngulitur e të përbashkët për të gjithë pjesëtarët e kombit (për gjuhën letrare). *Gjuha letrare shqipe është normëzuar.*

NORMËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *gjuh.* Për-caktoj e ngulit normën e një gjuhe letrare.

NORMËZUAR (i, e) *mb. gjuh.* Që ka norma të përcaktuara e të ngulitura për të gjithë pjesëtarët e kombit (për gjuhën letrare). *Gjuhë e normëzuar. Drejt-shkrim i normëzuar.*

NORMtM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NORMOJ, NORMOHET. *Normimi i punës. Normim teknik (shkencor) i prodhimit.*

2. *gjuh.* Normëzim. *Normimi i drejtshkrimit.*

NORMIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës i ngar-kuar për të përcaktuar normat e një pune, për t'ua dhënë ato punëtorëve dhe për të ndjekur plotësimin e tyre në një ndërmarrje, kooperativë etj. *Normist teknik* ai që merret me studimin dhe përcaktimin e normave. *Normisti i ndërresës.*

NORMISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* NORMIST, ~I. *Normistja e repartit. E caktuan normiste.*

NORMOHET. *Pës. e* NORMOJ. *Normohet puna.*

NORMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Vendos normën, caktoj vëllimin e punës a sasinë e prodhimit që duhet përfunduar brenda një kohe; caktoj sasinë e energjisë a të lëndës së parë që nevojitet për të prodhuar diçka. *Normoj punën. Normuan energjinë elek-trike (lëndën e pare, materialet e konsumit).*

NORMUAR (i,e) *mb.* I. Që bëhet sipas një norme të caktuar; që është i caktuar me normë. *Punë e nor-muar. Procese pune të normuara.*

2. *gjuh.* I normëzuar. *Gjuhë e normuar. Drejtshkrim i normuar.*

NORMUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që merret me caktimin dhe ndjekjen e zbatimit të normave, normist.

NORVEGJEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Norvegjisë ose ai që e ka prejardhjen nga Norve-gjia.

NORVEGJEZ,~E *mb.* Që lidhet me Norvegjinë ose me norvegjezët, që është karakteristik për Norvegjinë ose për norvegjezët, i Norvegjisë ose i nor-vegjezëve; që është krijuar nga norvegjezët. *Gjuha norvegjeze. Valle (muzikë) norvegjeze. Letërsia nor-vegjeze.*

NORVEGJISHT *ndajf.* Në gjuhën norvegjeze. *Flet norvegjisht.*

NORVEGJlSHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane e grupit gjermanik, e cila flitet në Norvegji, gjuha norvegjeze. *Përkthim nga norvegjishtja.*

NOSIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool, krahin.* Pelikan.

NOSTALGJI,~A . *sh.* ~, ~TË *libr.* Malli për dike a për diçka. *Nostalgjia për atdheun (për vend-lindjen). Kujtoj me nostalgji.*

NOSTROM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *det.* Bocman.

NOSHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Njomëz, filiz.

NOT,~I *m.* Qëndrimi dhe zhvendosja në ujë duke bërë lëvizje të duarve dhe të këmbëve; sporti i;ë notuarit. *Not bretkosë (shpinë, flutur, pash, gër-shërë). Gara noti. Kampionati i notit. Bëj not. Di (më-soj) notin. Ra me not. Dolt (kaloi lumin) me not.*

• I ra me not *diçkaje shak.* hëngri ose piu sa mundi, përlau çdo gjë.

NOTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që di të bëjë not mirë; sportist që merret me not. *Notar i zoti (i mirë). Skuadër notarësh.*

NOTARAK,~E *mb. vjet.* Që bën not, që rri mbi ujë (për kafshët). *Zog notarak.*

NOTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* NOTAR, ~I. *Notaret më të mira të vendit.*

NOTER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Këshilltar ligjor ingarkuar për kryerjen e disa veprinleve juridike, qe me dispozita nuk u janë lënë organeve të tjera shte-törore (si bërje aktesh për lidhje kontratash, vërte-tiffle dokumentesh e nënshkrimesh, pranim për ruajtje dokufflentesh të ndryshme etj.). *E vërtetoi te noteri.*

NOTERI,~A . *sh.* ~, ~TË *drejt.* Zyrë ndihme juridike që merret me veprimet noteriale; zyra e no-terit. *Dokument i vërtetuar në noteri.*

NOTERIAL,~E *mb. drejt.* Që ka të bëjë me har-timin e disa dokumenteve juridike, me vërtetimin ligjor të akteve juridike dhe të nënshkrimeve në dokumente të ndryshme nga noteri etj.; që ka të bëjë me noterin dhe noterinë. *Aktet dhe veprimet noteriale. Organ noterial. Zyrë noteriale.*

NOTË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. *muz.* Shenjë që përfaqëson një tingull muzikor sipas shkallës dhe gjatësisë; vetë tingulli kur këndohet ose luhet në një vegël; *vet. sh. muz.* tekst i një vepre muzikore, i shkruar me këto shenja; fletë ose fletore me tekste të pjesëve muzikore. *Nota "re". Note e plotë. Note katërshe (tetëshe). Nota nën pentagram (mbi pentagram) Mësoj notat. Marr një note* këndoj me zë një tinguli ose i bie në vegël. *Këndoj (i bie) me nota. E hedh në nota. I vëpërpara notat.*

2. *fig.* Ngjyrimi që merr diçka e shprehur ose e shkruar sipas ndjenjave dhe qëndrimit të njeriut; tipar dallues që merr në shprehjen e jashtme një dukuri; veçori e shprehjes në një vepër artistike. *Nota optimiste (të gëzuara). Nota të zymta (pesimiste). Nota lirike (dramatike). Nota antifeudale (antikleri-kale). Nota shqetësimi (ironie). Sjell nota të reja (një note të re).*

NOTË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Vlerësimi i shkallës së njohurive ose i sjelljes së nxënësve, i shprehur me një numër. *Note e mirë (e keqe, e dobët). Note kaluese (pakaluese). Note negative* note pakaluese. *Nota mesatare. Nota e sjelljes (e përparimit). Nota vjetore, Libreza e notave. VI (zbres, ngre) notën. I thyen notën e sjelljes. Vlerësoj me note. Dal me nota të mira. Nuk mësojmë për note.*

NOTË,~A in *f.sh.* ~A, ~AT *dip!.* Letër zyrtare, që i dërgon një shtet një shteti tjetër me anë të një përfaqësuesi. *Note diplomatike. Note proteste. Shkëmbim notash. I drejtoi (i dërgoi) një note.*

NOTl,~A . *krahin.* 1. Lagështirë, lagështi. *Bo-drum (shtëpi, dhomë) me noti. Ka noti. I dëmtoi muret notia.*

*2.* Mot i lagësht; erë e lagësht.

NOTIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimit 1 të foljes NOTOJ. *Notimi nën ujë. Stili i notimit. Vendi i no-timit. Fshikëza e notimit* organ në trupin e peshkut, që i lehtëson lëvizjen në ujë.

2. Ushtrimi i notit si sport. *Notimi në shpinë. Gara notimi.*

NOTISHTE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET *krahin.* Vend ku buron nga pak ujë dhe që mban lagështi; ligatinë.

NOTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Qëndroj e zhvendosem në ujë duke lëvizur gjymtyrët dhe trupin, bëj not; lëviz në ujë (për kafshët e ujit). *Notoj në shpinë. Noton me një dorë. Mësoj (di) të notoj.*

*2. vet. veta III.* Qëndron në sipërfaqen e ujit a të një lëngu tjetër; pluskon; *kund.* ihytet. *Noton ajka mbi qumësht. Noton lyra në tenxhere (mbi supë).*

3. *vet. veta III.* Lëviz ngadalë në lartësi oSe në hapësirën e qiellit (për retë etj.). *Notojnë retë (avujt e vapës).*

4. *vet. veta HI fig.* Me del diçka para sysh a në kujtesë dhe lëviz ngadalë ose në mënyrë të turbullt. *Me noton në kujtesë (para syve).*

5. *fig.* Endem në një gjendje të vështirë ose të pa-dëshirueshme.

6. *fig.* Karri diçka me bollëk; jam i zhytur në diçka. *Notonin në ar (në para, në flori). Notojnë në bollëk.*

• Noton në të njëjtat (në po ato) ujëra *me dike keq. shih tek* UJË,~l. Noton (lundron) në një (në dy) gisht ujë *shih tek* UJË,~I.

NOTUES,~E *mb.* 1. Që rri mbi sipërfaqen e ujit; që nuk zhytet, pluskues. *Trup notues. Akuj notues.*

*2.* Që shërben për të notuar. *Fshikëz notuese* fshikëza e notimit. *Cipë notuese* lapër në këmbët e disa shpendëve dhe amfibëve.

NOVACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Metodë e re në prodhim ose në teknikë; diçka e re e përparimtare në fushën e shkencës a të artit, risi. *Novacione teknike. Bëj (vë në jetë) një novacion.*

NOVATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që paraqit dhe vë në jetë rrtënyra, metoda ose ide të reja e përparimtare në një fushë të prodhimit, të shkencës, të artit etj. *Novatorët e prodhimit. Propozimet e novatorëve. Lëvizja e novatorëve. Dita e novatorëve.*

NOVATOR,~E *mb.* 1. Që sjell diçka të re e përparimtare në një fushë të prodhimit, të shkencës a të artit. *Ide novatore. Art novator. Poet noVator në përmbajtjc dhe në forme.*

2. Që ka të bëjë me novatorët e prodhimit e të teknikës, i novatorëve. *Lëvizja novatore.*

NOVATORE,~JA . 1. Ajo që është e re e përparimtare në jetë dhe në art në krahasim me traditën. *Përkrah novator en.*

2. *Fein, e* NOVATOR,~I.

NOVATORIZËM,~MI m. 1. Vetia e asaj që është e re dhe përparimtare në një fushë, ana e re dhe përparimtare; të qenët novator. *Novatorizmi i artit (i letërsisë). Novatorizmi në përmbajtje dhe në forme. Tradita dhe novatorizmi.*

2. Vepnmtaria e novatorit, sjellja e diçkaje të re e përparimtare në një fushë; lëvizja e novatorëve. *Shpir-ti i novatorizmit. Përhap novatorizmin.*

3. edhe *sh.* ~MA, ~MAT. Diçka e re dhe përparimtare në një fushë, novacion, risi. *Novatorizma teknike.*

NOVEL.Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tregim i gjatë, që përshkruan një ngjarje nga jeta; një lloj tregimi me i shkurtër se romani. *Novelë klasike. Novelë tër-heqëse. Përmbledhje novelash. Shkruaj (botoj) një novelë.*

NOVELIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shkrimtar novelash. *Novelist i shquar (i njohur).*

NOZULL,~I *m.sh.* ~A, ~AT *vjet.* Ushqime që ruhen për dirtier, zahire; ushqime që merren për një rrugë të gjatë. *Morën nozull në trasta.*

NOZULLIM,~I *m. vjet.* 1. Veprimi sipas kupti-meve të foljeve NOZULLOJ, NOZULLOHET.

*Nozullimi i popullsisë. I ngarkuari me nozuilimin.*2. *sh.* ~E, ~ET. Ssnde ushqimore; ushqime që merrcn *p'ir* rrugë të gjatë, për ushtrinë etj. *Kërkoi (siguroi) nozullime. Ndihmuan me nozullime.*

NOZULLOHEM *vetv. vjet. I.* Pajisem me ushqime ej me sende të tjera konsumi. *Nozullohej nga deti. Npzulloheshin me drithë (me kripë).*

2. *Pës. e* NOZULLOJ.

NOZULLOJ *kal,* ~OVA, ~tfAR *vjet.* Pajis me sende ushqimore aq sa nevojiten për një periudhë kphe; furnizoj me sende konsumi ose me lëndë të para. *Nozulloi anijen. Nozulloi ushtrinë (kështjellën).*

JNUANCË,~A *sh.* ~A, ~AT. Ndryshim i hollë niërmjet sendeve e dukurive të të njëjtit lloj a të së njëjtës kategori; ngjyrim. *Nuancat e ngjyrave. Nu-ancat e kuptimeve. Nuancat e një vije politike. Njohja (kapja) e nuancave.*

NUGA,~JA . *sh.* ~, ~TË. Ëmbëlsirë në trajtë shufrash katrore që gatuhet me sheqer, mjaltë, të |bardhë veze e bajame.

NUHAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Strofka e kaprollit a je drerit. *Hidhet si dreri në nuhar.*

NUHAT (NUHAS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Marr erë me hundë; thith me hundë erën e diçkaje. *Nuhat erën. Nuhat lulet. Nuhat gjurmët (qeni).*

2. *fig.* Marr yesh a kuptoj diçka tërthorazi, duke u nisur nga disa shenja që rrtezi kapen, e ndiej, e pa-raridiej. *Nuhat rrezikun. Nuhat qëllimin (dredhinë) e d i\k uj t. J nuhat gjërat shpejt. E nuhati si ishte puna.*

NUHATEM *vetv.* I. *vet. sh.* I marrin erë njëri-tjetrit. 2. *Pës. e* NUHAT.

NUHATËS,~E *mb.* Që ka të bëjë me nuhatjen, që shërben për të nuhatur. *Cipa nuhatëse. Pjesa nuhat ëse e hundës.*

NUHATJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NUHAT, NUHATEM. *Nuhatja e erës nga qeni. Nuhatja e rrezikut.*

2. Aftësia e njeriut a e kafshës për të nuhatur, të nuhaturit. *Organi i nuhatjes. Nervi i nuhatjes. Pen-gon nuhatjen.*

3: *fig.* Aftësia për të kuptuar diçka nga disa shenja të jashtme a nga rrethana që mezi kapen, mprehtësi. *Nuhatje e hollë. Nuhatje politike (klasore, revolucionare). Ka nuhat je të mprehtë.*

NUHATUR,~IT (të) *as.* Njëra nga të pesë shqisat: mundësia dhe aftësia për të kapur e për të dalluar erërat e sendeve; nuhat je. *Organi i të nuhaturit. Me anë 'fë të nuhaturit.*

.NUHURIT *kal.,* ~I, ~UR. I ndien erën gjahut dhe e ndjek pas; i merr erë dikujt a diçkaje (për qenin).
NUK *pjes.* 1. Përdoret për të mohuar plotësisht kuptimin e shprehur nga një folje. *Nuk vij. Nuk shkoi. Nuk dorëzohet. Nuk i hedh armët. Nuk ka rëndësi.*
*2. bised.* Përdoret bashkë me pjesëzën "para" për ta shprehur mohimin në mënyrë të zbutur. *Nuk para i pëlqen. Nuk para ia ka (ia do) qejfi.*
X Përdoret në disa fjali pyetëse, nga të cilat pritet pcrgjigje pohuese; përdoret për të përforcuar pohimin në një fjali pyetëse a habitore. *A nuk të thashë? A nuk e dije ti? Ku nuk ka qënë! Çfarë nuk nxori nga goja!*
4. Përdoret para një foljeje për të zbutur kërkesën ose urdhrin; as. *A nuk vjen edhe ti? Nuk ia merrni këngës edhe ju! Nuk me thua, pse u vonove?*
•*k* Sa nuk... gati sa, pothuaj.
NULLË ~A . *sh.* ~A ~AT *anat.* Pjesa e mishtë e nofullave ku janë vendosur dhëmbët, mishi i dhëm-bëve, trysa. *Nullë pa dhëmbë.*
NUIXËZ ~A . *sh.* ~A ~AT *anat. shih* NULLË,
~A...-
NUMERIK,~En6. 1. Që ka të bëjë me numrat, i numrave. *Shkallë numerike. Varg numerik.*
2. Që shprehet me numra; që ka të bëjë me sasinë e diçkaje, sasior. *Epërsi numerike. Vlera numerike. Shtimi numerik i bagëtive. Treguesit numerike të planit.*
NUMERIKISHT *ndajf.* Nga ana numerike, si sasi, në numër, në sasi. *Numerikisht të barabartë. Me i madh numerikisht. Shtoj (rrit, pakësoj) numerikisht.*
NUMË ~A . *sh.* ~A ~AT. Turrë (pambuku).
NUMËR,~Rl *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Notion themelor i matematikës, që shërben për të shprehur në mënyrë të përgjithësuar sasinë dhe për të bërë njehsimet. *Numër i plofë. Numër thyesor. Numër pozitiv* numër me i madh se zeroja. *Numër negativ* numër me i vogël se zeroja. *Numër konkret* numër i shoqëruar me një emër. *Numër abstrakt* numër që nuk shoqërohet me një erriër. *Numër dhjetor. Numër gift (tek). Numër natyror (real, imagjinar). Vargu i numrave. Veprimet me numra.*
2. Shenja a simboli më të cilin shprehet ky riocion, shifër. *Numrl* 30. *Shkrimi i numrave. U vunë numra dyerve (karrigeve).*
3. *vet. nj.* Sasi njerëzish a sendesh; sasi e pacaktuar. *Një numër i madh (i vogël, i paktë). Numri mesatar. Numri i pjesëmarrësve (i Votave). Numri i këshillaye (i otgariizatave, i reparteve). Numri i krahëve të punls. Numri i rrathëve (i bimëve, i golave). Shtohet (pakë-sohet) numri.*
4. Shenjë, e cila tregon vendin që zë diçka në një varg të pandërprerë sendesh dhe që shërben për ta dalluar nga sendet e tjera të njëjta; vetë sendi i shë-nuar me një shenjë të tillë. *Numri rendor. Numri i shtëpisë (i telefonit). Numri i amzës. Numri i biletës. Shtëpia (pallati) numër 6. Hyrja numër 2. Dhoma numër* 15. *Numri i fillit. tekst. Numri i armës (i pushkës). Numri atomik. fiz.* vendi që zë një element në sis-temin periodik.
5. Cope e vogël prej metali ose prej një lënde tjetër, që ka të shënuar një shifër dhe që shërben si shenjë dalluese për regjistrim, për ta paraqitur si dokument etj. *Numri i veturës (i biçikletës). Marr (heq, ndërroj) numrin. Dorëzoj numrin.*
6. Një cope e një gazete a e një reviste, që mban një date të caktuar. *Numër i ri. Numri i fundit i gazetës (i revistës).*
*7.* Përdoret për të treguar masën e një veshjeje a të këpucëve. *Numra të mëdhenj (të vegjël). Numri i këmishës. Numri i këpucëve.*
8. Pjesë e veçantë e një shfaqjeje të estradës, të një koncerti, të një cirku etj. *Numër tërheqës. Numër i ri. Numra akrobatikë. Numra shpejtësie.*
*9. vet. nj.* Përbërja e një grupi sendesh, qeniesha dukurish, e shprehur si një sasi e vetme. *Hyn në këtë numër. Marr nga ai numër.*
10. *gjuh.* Kategori gramatikore e emrit, e përemrit, e mbiemrit dhe e foljes, që tregon nëse është fjala për një apo për me shumë qenie, sende a dukuri ose nëse veprimi, gjendja a një tipar cilësor ka të bëjë me një apo me me shumë qenie, sende a dukuri. *Numri njëjës (shumës).*
11. *bised.* Veprim i papritur e pak i çuditshëm, që bën dikush, trill. *Filloi të bënte numra. Mos na bëj numra!*
• Me numër a) i numëruar, i llogaritur; b) shumë pak, në sasi të vogël; me kursim. Pa numër në sasi të madhe, shumë. Sa për numër kot, pa vlerë. Numër një *shih te* NJË. S'e ve (s'e zë, s'e shtie, s'e fut) në numër nuk e përfill fare; nuk i jap rëndësi fare.
NUMËRATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njehsor. *Numerator elektronik. Numëratori i kilometrazhit (i taksisë).*
*2.* Tabelë me bira ku futen disa kunja metalikë për të lidhur me telefon bashkëbiseduesit.
3. Libër me emrat dhe me numrat e telefonave të pajtimtarëve. *Numerator telefonik.*
4. *shih* NUMËRATORE,~JA. NUMËRATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Mjet
i thjeshtë për të mësuar njehsimin, i përbërë nga rruzuj të ngjyrosur, të shkuar në disa radhë te-lash; rfljet i thjeshtë për të bërë llogari. *Numëratore për klasën e parë fillore. Bën veprimet me numëratore.*
NUMËRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NUMËROJ, NUMËROHEM. *Numërimi i votave. Numërimi i të pranishmëve. Nu-mërimi i të hollave. Sistemi i numërimit. Bëj numërimin. Me numërim* i numëruar; i paktë. *Pa numërim* i pa-numëruar; i shumtë.
NUMËROHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Arrin një $asi të caktuar. *Numërohen* 300 *anëtarë të rinj.*
2. *Pës.* e NUMËROJ 1-4. *Numërohen librat. Nu-mërohet si Vend i zhvilluar.*
• I numërohen brinjët (fijet e brinjëve) *shih te* BRI-NJË,~A. Numërohen me gisht (me gishtat e dorës) *shih te* GISHT,~I.
NUMËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përcaktoj sasinë a shumën e diçkaje, duke e shprehur meshifra; gjej sasinë si numër; njeh. *Numëroj nxënësit në klasë. Numëroi librat (të hollat). Numëroi arkat (shishet). Numëroj votuesit (pjesëmarrësit).*
2. Përmbaj në një tërësi, përfshij; ka në përbërjen e vet, përmbledh. *Kombinati numëron disa fabrika. Fshati numëron njëzet shtëpi. Me numëro edhe mua me ta!*
3. *fig.* E quaj, e mbaj për dike a për diçka, e vle-rësoj si të tillë. *E numërojnë si punëtor (si mjek) të mirë. S'e numëronte me për djalë. Nuk e numëron fare* nuk e përfill, nuk e quan për gjë fare, nuk e zë në hesap.
4. la them dikujt një për një të metat, gabimet e fajet. *la numëroi gabimet një për një. la numëroi të gjilha. la numëroi ndër sy.*

5. Zbraz armën disa here kundër dikujt. *la numëroi në lute të ballit. la numëroi të shtata.*
6. *jokal.* Emëroj numrat varg njërin pas tjetrit. *Numëroi deri në një mijë. Ka mësuar të numërojë deri në pesëdhjetë* (për fëmijën). *Numëron me gishta.*
•*k* la numëroi brinjët *dikujt* e rrahu keqas. Nu-
mëroj ditët (orët, muajt...) pres me paduritn dike a diçka. Numëron gishtat *shih te* GISHT,~I. I numëronte katshatat *dikujt shih te* KAFSHATË, ~A. Të numëron kafshatat *shih te* KAFSHATË,~A. Numëron (vret, zë) miza (gjithë ditën) *mospërf. shih te* MIZË,~A. Numëron rrënjët bën punë të kotë. Numëron (heq) tespihet *shih te* HEQ. Numëron (qën-dron, mbetet, ngelet, rri) në vend *shih te* VEND,~I. Numëroj yjet rri pa gjumë, s"më zë gjumi gjithë natën. Në vend-numëro! *usht.* komandë për të hedhur hapat në vend, pa ecur përpara. Mbeti (bën, rri) në vend-numëro nuk bën asnjë përparim, nuk zhvillohet, ka ngecur. Numëron qimet (fijet) e postiqes *shih te* POSTIQE,~JA. Thanat nuk numërohen *fj. u. shih te* THANË,~A.
NUMËROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *gjuh.* Pjesë e ligjëratës, që tregon sasinë ose rendin e sendeve sipas numrit. *Numëror themelor. Numëror rreshtor. Numëror i thjeshtë (i përbërë, i përngjitur).*
2. *usht.* Secili nga ushtarët e ngarkuar me për-dorimin e një topi, të një mortaje, mitralozi etj. *Numëror i shpejtë (i shkathët, i zoti). Numërorët e topave.*
NUMËROR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me numrin si sasi, numerik. *Të dhëna numërore.*
*2. gjuh. Mbiemër numëror:* mbiemër që tregon numër.
NUMËRTlM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve NUMËRTOJ, NUMËRTOHET. *Numërtimi i faqeve.*
NUMËRTOHET. *Pës. e* NUMËRTOJ.
NUMËRTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. U vë numrat përkatës sendeve që vijnë në një radhë të caktuar. *Numër toj faqet.*
NUMËRUAR (i,e) *mb.* Që është numëruar, i llogaritur. *Të holla të numëruara.*
*k* I ka ditët (orët) të numëruara i mbetet pak kohë për të jetuar; së shpejti i vjen fundi.
NUMËRUES,~I m.*'* *sh.* ~, ~IT. 1. *mat.* Numri i sipërm i një thyese, që tregon sa pjesë janë marrë nga ato, në të cilat është ndarë një numër i plotë. *Emëruesi dhe numëruesi.*
*2.* Ai që është i ngarkuar për të numëruar diçka a për të përcaktuar sasinë e diçkaje. *Numërues va-gonash (në minierë). Numëruesi i pikëve. sport.*
NUMËRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të numërohet, që mund t'i përcaktohet sasia. *Sasi e numërueshme. Sende të numërueshme.*
NUMIZMATIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me numiz-matikën, i numizmatikës. *Të dhëna numizmatike. Koleksion numizmatik.*
NUMIZMATIKË,~A . 1. Shkenca që merret me studimin e monedhave dhe të medaljeve të pe-riudhave te ndryshme historike. *Zhvillimi i numizmatikës shqiptare.*
*2. përmb.* Terësia e monedhave të një periudhe historike. *Numizmatika Hire.*
NUN,~I ". *sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr. vjet.* 1. Ai që mbante foshnjën gjatë pagëzimit dhe që i vinte emrin.
2. Ai që i merrte flokët fëmijës së porsalindur, kumbarë.
3. Ai që ndërronte kurorat e dhëndrit e të nuses.NUNË,~A . *sh.* <->A, ~AT *vjet.* Ndrikull.
NUNËL,~LA. *sh.* '-'LA ~I,AT *krahin.* Gjyshe, nëna e nënës.
NUNËR,~RA . JA. ~RA, ~RAT. Vend pas vatrës, ku mbahen drutë.
NUNËRI,~A . I. Të qenët nun, kuntbari. *Kane bërë nunëri.* 2. *pirmb.* Tërësia c nunëve. *Erdhën nunëria.*
NUNËROHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. 1. *fet. shih* NUNOSEM. 2. *vjet.* Zë një nun, e bëj nun dike.
NUNOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *fet.* Rrëfchem (sipas kërkesave të fesë së krishterë).
NUNOSJE,~'A . *fet.* Veprimi sipas kuptimit të foljcs NUNOSEM.
NUR,~I *m. bised.* 1. Shprehja e fytyrës, fytyra, duka. *ndrit nuri. I qesh nuri. I nxin nuri.*
*2. sh.* ~E, ~ET. Hijeshi, bukuri që të bën për vete, hir. *Nur i rrallë. Gjithë nur. Vajzë me nur (me nure). Ka nur. I jep nur fytyrës. I ra një nur* u zbukurua. *bie nuri nga vitet (mosha). Si nuri* shumë i bukur, i hijshëm.
3. Pamje e jashtme, hijc; shkëlqim, dritë. *Nur fisnik. Ka nur të rëndë. I jep një nur. I ka rënë një nur i kuq (i bardhë). I lëshon nur fytyra.*
Digjet nur ndrit, shkëlqen shumë. S'i ndrit nuri *cdhepoh. shih te* NDRIT.
NUR,~E *mb. bised.* Shumë i bukur, i hijshëm, i pashëm (për njerëzit). *Djem e vajza nure.*
NURATUR (I,e) *mb.* 1. Që ka marrë uratën, i bekuar. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
' NURBARDHË *mb. bised.* Që i qesh fytyra, që është gjithnjë i çelur e i gëzuar; *kund.* nurzi.
NURMADH,~E *mb. bised.* Që ka hijeshi të rrallë. *Vajzë (grua) nurmadhe.*
NURSËZ,~E *mb. bised.* 1. Që është gjithnjë i vrenjtur e i zymtë, që nuk i qesh fytyra; nurzi. *Burrë nurse:.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Nursëz i litadh.*
NURSHËM (I), ~ME (e) *mb. bised.* I hijshëm, që ka nur, i bukur dhe tërheqës. *Vajzë e nurshme.*
NURZI,~ZEZË *mb. bised.* Që i nxin fytyra, që ështjtë gjithnjë i vrenjtur e i zymtë; *kund.* nurbardhë.
1SIUSE ~JA. *sh.* ~E ~ET. 1. Vajza që po mar-tohet, vajza në ditët e dasmës; grua e re e sapomar-tua'r. *Muse e bukur (e re). Dita e nuses. Dhëndri e nusja. Rrobat a nuses. Vajzat e nuset e fshatit. U be (u pis) nuse* u vesh e u stolis në ditën e martesës (për vajzat). *Vesh (nis, stolis) nusen. Marrin nusen krushqit. Shkoi (doli) nuse* u martua (për vajzën). *Mori nuse* u martua (për djalin). *zuri nuse djalit. vjet.c* fejoi. *Doli nuse nga shtëpia. Nuse me tela* a) vajzë e zbu-kuruar për t'u martuar; b) vajzë shumë e bukur e shumë e mirë.
2l Gruaja e djalit (në marrëdhënie me prindërit dhe njerëzit e tjerë të dhëndrit), e reja. *Nusja e djalit. Vjehrra dhe nusja.*
3. Figure e mitologjisë popullore, që përfytyrohej si një vashë e bukur me flokë të gjatë, e cila ruante ujërat, burimet, pyjet etj. *Nusja e ujërave* floçka. *Nuset e malit* të jashtësmet. *Nuse deti* sirenë.
4. Dordolec. *Nuse misri. Nuse kopshti.*
5. *shih* NUSKË,~A II.
• Nuse për mur (nuse muri) *shih te* MUR,~I. E bëri nuse (lule, usta, çeço) *shih te* BËJ. I rri nuse a) i rri gati për çdo kërkesë a dëshirë; b) i nënshtrohet, i bindet për çdo gjë. Rri si nuse nuk flet, nuk e hap gojën; nuk bën gjë, rri duarkryq. la hoqi vellon nuses *shih te* VELLO,~JA. Ësht8 nuse e re *diku* nuk e njeh një mjedis të ri a një punë të re.

E mori nuseo lakuriq *shih te* LAKURIQ. Kjo është nusja, ky është dhëndri kjo është gjendja e një pune; këto janë rre-thanat ose mundësitë për të bërë diçka. Po të bëhem përsëri nuse, di të nusëroj kam fituar përvojë nga një punë e yështirë, jam tashmë në gjendje ta bëj ndryshe e me mirë diçka. Buzë nnseje *bot. shih te* BUZË, ~A. Nusja e syrit bebja e syrit. Zog nuseje (zog rrëfeshku) *shih te* ZOG,~U. Nusja e I a I 8 s *zool.* Nuselala, bukla, nuse e djemvet, nuse e mirë, nuse e bukur. Nuse pashke *zool.* Mo-Uëkuqe.

NUSEBUKUR,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Nuse-lalë.

NUSELALË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kafshë gjitare mishngrënëse sa një mace, me trup të shkathët, me gëzof te murrmë a të kuqërremtë sipër e të bardhë në bark; bukël, nusël, nusëz. *E shkathët si nuselalë.*

NCSËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *zool.* Nuselalë, bukël.

NUSËRl,~A 1. Koha kur gruaja është nuse, zakonisht derisa bëhet nënë. *Rrobat e nusërisë. Sha-mia e nusërisë. Gëzon nusërinë.*

*2. përmb.* Tërësia e nuseve, të gjitha nuset e një vendi. *Nusëria e fshatit. U mblodh gjithë nusëria.*

NUSËRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të foljes NUSËROJ. *Zakoni i nusërimit. Dhoma e nusërimit. Ulnin kokën për nusërim.*

NUSËRISHT *ndajf.* Si për nuse; siç bëjnë nuset, sipas zakonit të nuseve. *Veshur nusërisht.*

NUSËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Qëndron me këmbë a në fron kokulur dhe pa folur nusja ditën e dasmes sipas zakoneve të vjetra; u rri me këmbë nusja njerëzve të burrit dhe u shërben ditët e para pas martesës. *Nusëronte te dera me këmbë. E vinin në fron dhe nusëronte.*

*2. fig.* Qëndroj me këmbë pa folur, rri pa punë, duarkryq, rri si nuse. *Tundu, ç'ke që nusëron?*

NUS'ËROR,~E *mb. libr.* Që i përket nuses, qe ka të bëjë me nusen, i nuses. *Dhoma nusërore. Stoli nu-sërore. Fustan nusëror.*

NUSËRORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Dhoma e nuses dhe e dhëndrit, gjerdek.

NUSËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Nuselalë.

NUSKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. I. *vjet.* Një cope Ietër e mbledhur zakonisht si trekëndësh, e mbu-shur me fjalë të kota, të shkruara nga një fetar, të cilën e mbanin në trup njerëzit me paragjykime ose ua varnin fëmijëve, duke kujtuar se kishte fuqi pert'i mbrojtur nga një sëmundje ose nga të këqijat; hajmali. *Nuskat e hoxhallarëve. Nuk u besojnë nus-kave. I dogjën nuskat e pështira.*

2. *bised.* Thelë ëmbëlsire në trajtë trekëndëshi ose rombi. *Nuskat e bakllavasë.*

NUSKË,~A ii *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Kukull fëmijësh. *Luan me nuska.*

*2.* Grumbull me duaj misri të korrur dhe të mbësh-tetur njëri pas tjetrit, kapule misri. *E bënë misrin nuska.*

NUSKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Nuskë misri, kapule misri.

NXEH *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj të nxehtë a më të nxehtë,- i ngre shumë temperaturën, i jap nxehtësi; *kund.* ftoh. *Nxeh ujin. Nxeh hekurin sa e skuq. Nxeh në zjarr. Nxeh mirë (shumë). E ka nxehur rërën dielli. Duhet ta nxehim edhe ca.*

*2.* I shtie dru, qymyr etj. furrës a sobës që të bëjë.zjarr të mirë. *E nxehu mirë sobën.*

3. *fig.* E bëj dike që të zemërohet shumë, e inatos, i ngre nervat. *£ nxehu me fjalë. Mos e nxeh!*

4. *jokal.* Lëshon nxehtësi, jep nxehtësi. *Nxeh dielli. Nxeh zjarri.*

• I nxehu (i ndezi) gjakrat *shih te* GJAK,~U i. Mos me nxeh kryet! *thjeshtligj.* mos me mërzit shumë!

NXEHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet i nxehtë a me i nxehtë; i ngrihet shumë temperatura, fiton nxehtësi; *kund.* ftohet. *U nxeh masha (hekuri). U nxeh shumë uji. Duhet të nxehet me shumë.*

*2.* Marr nxehtësi, duke qëndruar në diell, pranë zjarrit, duke lëvizur etj. *Nxehem pranë zjarrit. U nxeh tepër në diell. U nxehëm duke ecur. Ishin nxehur nga udha.*

3. *fig.* Zemërohem, humbas gjakftohtësinë. *Nxehet për hiçgjë. Mos u nxeh! Nxehet shpejt. M'u nxeh gjaku.*

4. *Pës. e* NXEH 1-2.

+ U nxehën (u ndezën) gjakrat marrin zjarr ndjenjat e pjesëmarrësve në një bisedë, mosmarrëveshje etj. Iu nxeh (iu ndez) gjaku *shih te* GJAK,~U 1.

NXEHËS,~I *m.* i"- ~, ~IT. Përdorëse, pajisje a vegël që shërben për të ngrohur diçka, ngrohës. *Nxehësi i furrës. Nxehësit e llambës. radio.*

NXEHËS,~E *mb.* Që i ngre temperaturën diçkaje.

NXEHJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NXEH 1,2,4, NXEHEM. *Nxehja e ujit (e trupit). Bymimi {skuqja) e metalit nga nxehja.*

*2. sport.* Lëvizje të shpejta e të shkathëta, që bëjnë sportistët para një ndeshjeje a gare. *Bëjnë nxehjen. Vrapojnë për të bërë nxehjen.*

NXEHTË,~T (të) *as.* 1. Gjendje e ajrit a e klimës me temperature të lartë, nxehtësi, vapë; mjedis që të mban nxehtë a që të bën ta ndiesh veten të nxehtë. *Të nxehtë i madh. Kam të nxehtë* ndiej nxehtësi. *E duron të nxehtët. I kullojnë djersët nga të nxehtët. Bimë që nuk duan të nxehtë.*

2. Temperature e lartë që i krijohet njeriut nga një sëmundje, zjarrmi. *Ka shumë të nxehtë. Nuk po i bie të nxehtët.*

NXEHTË (i,e) *mb.* 1. Që ka një temperature të lartë, që ka nxehtësi; *kund.* i ftohtë. *Uji i nxehtë. Ajër i nxehtë. Hekur i nxehtë. Shtrat i nxehtë. bujq. Burime ujërash të nxehta.*

2. Që sapo ka dale nga furra, që sapo është zier ose pjekur. *Bukë e nxehtë. Gjellë e nxehtë. Petulla të nxehta.*

3. Që është me vapë të madhe (për motin); që ka klimë me temperature të lartë gjatë gjithë vitit. *Verë e nxehtë. Ditë e nxehtë. Klimë e nxehtë. Vende të nxehta.*

4. Që lëshon nxehtësi. *Diell i nxehtë.*

5. *fig.* Që është shumë i përzemërt dhe i afërt; që bëhet me dashuri dhe përzemërsi të madhe,. shumë i ngrohtë. *Pritje e nxehtë. Përshëndetje të nxehta. Urimet mi të nxehta.*

*6. fig. libr.* Që është në një gjendje të nderë, me konflikte dhe rreziqe lufte. *Pike e nxehtë. Rajon i nxehtë i botës. Luftë e nxehtë* luftë e armatosur, luftë me armë (në kundërvënie me “luftë e ftohtë”).

7. *tek.* Që bëhet në temperature të lartë, *Përpunimi* 1 *nxehtë i metaleve.*

8. *fig.* Që zemërohet shpejt, që merr zjarr me-njëherë; që e shfaq një ndjenjë me force të madhe. *Temperament i nxehtë. Ka gjak të nxehtë.*

• Me gjak të nxehtë me gjaknxehtësi; në zemënm e sipër. E kishte qesen të nxehtë *shih te* QESE,~JA.

NXEHTË *ndajf.* 1. Me temperature të lartë, me vapë (për motin dhe për mjedisin). *Bën nxehtë.*

*2.* Në temperature rrijaft të lartë, sa ndiejmë nxehtësi. *Jemi shumë nxehtë këtu.*

NXEHTËSI,~A . 1. Afsh i nxehtë që vjen nga një send; gjendja e nxehtë e një sendi, të qenët i nxehtë; *kund.* ftohtësi. *Nxehtësia e ajrit. Nxehtësia e zjarrit (e diellit). Nxehtësia e ballit (e trupit) nga ethet. Lëshon (jep) nxehtësi. E mban nxehtësinë. Bymehet nga nxehtësia.*

*2.* Ndjenja që kemi, kur na nxehet trupi; të nxehtë. *Kam nxehtësi.*

3. *fiz.* Forme e lëvizjes së materies, energjia që del nga lëvizja e grimcave të trupave dhe që shfaqet si temperature e tyre. *Nxehtësia diellore. Nxehtësi e rrezatuar. Nxehtësia specifike.fiz.* nxehtësia që nevojitet për të ngritur një grade me lart temperaturën e një grami të një lënde. *Burim nxehtësie. Përcjellës i mirë i nxehtësisë.*

4. *bised.* Gjendje shpirtërore e nderë; gjaknxehtësi. *Në nxehtësi e sipër. Bisedime me nxehtësi.*

NXEHTËSIMATËS,~I *m. sh. ~, ~*IT *tek.* Vegël e cila shërben për të matur sasinë e nxehtësisë që thithin ose që lëshojnë trupat.

NXEHTËSlSHT *ndajf.* 1. Me shumë përzemërsi dhe dashuri, në mënyrë shumë të përzemërt, me gjithë shpirt. *Përshëndet (urçj) nxehtësisht. Falënderoj nxeh-tësisht. E duartrokitën nxehtësisht. Përkrah nxehtësisht.*

2. Në mënyrë këmbëngulëse; duke ngulur këmbë për diçka më të gjitha fuqitë, me force. *Kundërshtoi nxehtësisht. Dëshiron nxehtësisht. Mbron nxehtësisht idetë (pikëpamjet) e veta. Iu lut nxehtësisht.*

NXEHUR (i,e) *mb.* 1. Që i është ngritur shume-temperatura. *Ujë i nxehur. Hekur i nxehur.*

2. *fig.* I zemëruar shumë, i inatosur. *Ishte shumë i nxehur.*

NXË 1 *kal,* NXURI, NXËNË. 1. Është në gjendje të mbajë, të përfshijë brenda vetes; merr. mban. *Enë që nxë dhjetë kilogramë ujë. Sallë që nxëiribi kalërqind veta. Këtë dollap nuk e nxë korridori (dhoma). Arka (valixhja) nuk i nxinte rrobat. 2.* E lejon të kalojë diçka përmes tij a të futet diçka

në të. *Nuk e nxë vrima (dera). Nuk e nxënë këpucët. Është bërë sa nuk e nxë dera* është trashur shuffle.

• Si ta nxë goja! *shih te* GOJË,~A. S'ma nxë mendja (koka) nuk e marr dot me mend, nuk arrij ta kuptoj. S'më nxë vendi *shih te* VEND,~I. Një mill s'i nxë dy jataganë *fj. u. skih te* JATAGAN,~I.

;NXË ii *kal.,* NXURA, NXËNË. Fitoj njohuri te reja, mësoj. *Nxë shkrim e këndim. Nxë një mjeshtëri. Nxë përmendsh. Nxë në shkollë.*

• Nxuri (vuri) mend mësoi nga përvoja të mos e persëritë një punë a një veprim, pësimi iu be mësim.

NXËNËS,~I *m. sh. ro<sub>t</sub>* ~IT. 1. Ai që ndjek një shkollë tetëvjeçare ose të mesme. *Nxënës i shkëlqyer (ilmirë, mesatar, i dobët% i prapambetur). Nxënës për-sër,itës. Nxënë si kujdestar. Nxënës i tetëvjeçares (i gjimnazit). Regjistrimi i nxënës\>e. Edukimi komunist (reVolucionar) i nxënësve Përparimi i nxënësve. Puna e pavarur e nxënësve.*

*2.* Ai që meson një mjeshtëri duke punuar pranë një punëtori të kualifikuar, pranë një mjeshtri ose në një kurs kualifikimi. *Nxënës në ekonomi. Nxënëstornitor. Ka hyrë si nxënës.*

3. Ai që ndjek mësimet, idetë e pikëpamjet e dikujt, pasues; ai që përfiton nga përvoja e dituritë e dikujt. *Nxënës besnik. Nxënës i Marksit dhe i Engelsit. Nxënës të mësuesit të madh popull.*

NXËNË SE,~JA . *sh.,*~E, ~ET. *Fem.* e NXËNËS, ~I. *Nxënëse e shkëlqyer.*

NXËNËSI,~A. Aftësia që ka diçka për të mbajtur brenda vetes një sasi lënde a energjie; kapacitet. *Nxënësia e një ene. Nxënësia e furrës. Nxënësia e një kotidensatori (e një akumulatori).*

NXIHEM *vetv.* 1. Bëhem më të zezë; lyhem a ndo-tem me diçka të zezë ose të errët e të papastër. *Nxihem me bojë. Je nxirë në ballë. U nxi pas murit.*

*2i vet. veta 111.* Bëhet i zi; merr një ngjyrë të murr-me, të errët, si të zezë. *nxihen pendët (qimet). Nxi-het qielli (deti). Nxihet rrushi. Nxihen fiqtë. Me nxihet buza (mishi)* me mavijoset buza (mishi). *U nxi koha* u vrenjt, e mbuluan qiellin re të zeza.

3. Marr një ngjyrë si të bronzit nga dielli, zeshkem. *Nxihem në diell (nga dielli). lu nxi lëkura. Iu hxinë krahët (këmbët).*

*A. fig. keq.* Mbushet një vend plot e përplot me diçka jo të dëshirue'shme. *U nxi mali me ushtarë. Nxihej fusha me jeniçerë. U nxinë rrugët me fashistë. V nxinë*, *ledhet me kufoma.*

5. *fig.* Bëhem i zymtë e i ngrysur në fytyrë, vrenj-tem. *U nxi i tëri. Nxihet nga inati.*

6. Me erret vështrimi e me duket gjithçka e zezë. *M'u nxinë sytë* m'u veshën sytë, m'u err vështrimi, nuk pashë me tutjë. *M'u nxi bota.*

7. *pavet.* Errësohet, ngryset.

8. *Pës. e* NXIJL3.

*if* Iii nxi balli u turpërua, u be me turp, iu nxi faqja. U nxi me bojë *shih te* BOJË,~A i. Iu nxi dera *shih te* DERË,~A. S'i nxihet faqja (fytyra) nuk turpërohet për asgjë, është i pacipë. Iu nxi jeta

a) iu be jeta e rëndë, e padurueshme, u be fatkeq;

*b)* humbi një njeri shumë të afërt e të dashur (za-

konisht për grate). S'i nxihet lara *shih te* LARË,~A. M'u nxinë vetullat *shih te* VETULL,~-A.

NXIJ *kal,* ~VA, ~RË. 1. E bëj të zi, ngjyej me bojë të zezë; e ndyj më të zezë a me diçka të errët e të papastër. *Nxij rrobat (fustanin, shaminë). I nxiu muret tymi (bloza). Nxij me bojë (me laps), la nxiu mishin (mishrat)* e rrahu aq shumë sa iu be mishi me njolla të zeza.

2. *vet. veta 111.* Bën që të marrë ngjyrë të murrme si të bronzit (për lëkurën). *la ka nxirë lëkurën dielli.*

3. *fig.* E paraqit të keq a me ngjyra të zeza; ia ul vlerën a meritat dikujt a diçkaje, ia zmadhoj anët e dobëta a të metat; njollos. *E nxinin punën e dikujt. Nxin realitetin(gjendjen). I nxinë gabimet e dikujt. Ia nxiu biografinë.*

4.,iraA:<i,.ShkTuaj. *Nxin letër. Çfarë po nxin atyt*

5. *jokal.* Duket i zi, shquan nga ngjyra e zezë ose e murrme. *Nxin qielli. Nxin pylli i pishae. I nxinte mjekra. Nxinin muret e vjetra. Nxin misri* merr ngjyrë të gjelbër të errët misri kur vjen i mbarë.

6. *jokal.* Mbushet plot me diçka, sa duket si i zi. *Nxin vendi nga njerëzit. Nxin deti nga anijet.*

7. *jokal. fig.* Bëhem i zymtë dhe i ngrysur në fytyrë. *Nxinte në fytyrë. Nxinte e sterronte.*

•*k* Ia nxiu faqen (fytyrën) e turpëroi, e bëri që të ndi-hej i turpëruar para të tjerëve. Ia nxiu jetën *d i -k uj t* ia bëri jetën të padurueshme, i solli shumë të këqija e hidhërime.

NXIRAK,~E *mb.* I. Që është i pazoti në mjeshtërinë e vet. *Këpucar nxirak. 2.* Fatkeq, i mjerë.

NXlRË (i,e) *mb.* I. Që është bërë i zi; që është Iyer më të zezë; që është ndotur me diçka të zezë a të errët. *Mur i nxirë. Kokrrat e nxira. E kish mishin të nxirë.*

*2.* Që ka marrë ngjyrë të zeshkët nga dielli (për lëkurën). *ka krahët të nxirë.*

3. *fig.* I shkretë, i mjerë, fatkeq (për dike që vdes a për dike, të cilit i vdes një njeri shumë i afërt e i dashur). *nxiri djalë! E nxira nënë! 1 nxiri ai!* i mjeri ai! (për të vdekurin).

4. *Përd. em.* sipas kuptimit 3 të mbiemrit. *Mi kuj-tohet i nxiri.*

I nxiri (i shuari) me bojë *shih te* BOJË,~A. NXIRIM,~I *m. shih* NXIRJE,~A.

NXlRJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NXIJ, NXIHEM. *Nxirja e mureve. Nxirja e jetës (e realitetit).*

*2. sh.* ~E, ~ET. Vend i nxirë; ngjyra e errët që ka marrë dikush nga dielli; njollë e zezë në diçka. *iku nxirja.*

NXIROHEM *vetv. shih* NXIHEM.

NXIROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Nxij. *la nxiroi jetën.*

*2. fig.* Vras.

3. *jokal. fig. bised.* Vdes. *Që kur nxiroi i shoqi.*

NXIROS *kal.,* ~A, ~JR. 1. E ndyj me bojë të zezë, e bëj me diçka të zezë a të papastër, e nxij. *E nxirosi shaminë.*

2. *fig. bised.* E prish keq një punë, e fëlliq fare, e katranos. *E nxirosi punën. Tashti e nxirose fare.*

•*k* Ia nxirosi jetën e mundoi keqas, ia bëri jetën tëpadurueshme, la nxirosi zemrën (shpirtin) i shkaktoi vuajtje, ia bëri jetën të rëndë e pa gëzime.

NXIRUAR (i,e) *mb. shih* NXIRË (i,e).

NXIRRET. *Pës. e* NXJERR. *Nxinet prodhim i mirë. Nxirret në shitje (në treg), Iu nxorën pengesa.*

NXIT,~I *m.* Nxitim, ngut. *U nis me nxit. Ku shkon me kaq nxit?*

NXIT (NXIS) *leal.,* ~A, ~UR. I. Shtyj dike me fjalë e me vepra që të bëjë diçka; i jap zemër dhe ia shtoj dëshirën dikujt për të bërë një punë a për t'u marrë me diçka. *Nxit fëmijët të mësojnë. Nxit punë-torët të tejkalojnë planin. Nxit për punë (për kryengritje).*

*2.* I shtoj vrullin a fuqinë diçkaje; bëj që të kryhet diçka me shpejt e me mirë. *Nxit prodhimin. Nxit krijimtarinë. Nxit vetëveprimin krijues. Nxit kritikën parimore. Nxit luftën çlirimtare.*

3. Bëj që të ngjallet me force një ndjenjë, një dë-shirë, një gjendje etj. *nxit fantazinë. I nxit lakminë (etjen, dëshirën). Nxit kureshtjen (interesin). Nxit dashurinë (armiqësinë, shovinizmin).*

4. *vet. veta III. fiziol.* E bën të kundërveprojë në një mënyrë të caktuar, e bën të veprojë me me gja-llëri e me force, ngacmon; *kund.* frenon. *Nxit nervin pamor. Nxit sistemin nervor.*

5. Shpoj që të ecë me shpejt. *Nxit kalinme mamuze.*

NXITEM *Pës. e* NXIT. *Nxitet nga të tjerët.*

NXITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që shtyn dike me fjalë a me veprime për të bërë diçka, ai që nxit të bëhet diçka, shtytës. *Nxitësit e kryengritjes. Nxitësit e luftës* luftënxitësit. *Zbuloi nxitësit e krimit (e vrasjes).*

2. Diçka që shërben për t'i shtuar vrullin a fuqinë një veprimtarie a një dukurie. *Nxitës ifuqishëm. Nxitës moral (material).*

3. *fiziol.* Lëndë ose mjet që e ngre veprimtarinë e sistemit nervor ose të një organi; *kund.* qetfcsues. *Vepron si nxitës.*

NXlTËS,~E *mb.* 1. Që të shtyn të veprosh në një drejtim të caktuar; që i jep vrull e fuqi kryerjes së diçka je. *Fjalë (thirrje) nxitëse. Shembull nxitës. Mjet nxitës për të shtuar prodhimin. Luan një rol nxitës.*

2. *fiziol.* Që i shton gjallërinë e veprimtarinë sistemit nervor ose një organi; *kund. qetësues. Pije nxitëse. Mjekime nxitëse.*

NXITIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes NXITOJ i. *Nxitimi i punës (i një procesi). Nxitimi I pjekjes së gizës.*

2. Shpejtësi e madhe, veprim i shpejtë për të kryer diçka pa vonesë; vrap. *Ecte me nxitim. E dërgoi me nxitim.*

3. *sh.* ~E, ~ET. Veprim i rrëmbyer, shpejtësi e tepruar në kryer jen e diçka je, ngut. *Punë e bërë me nxitim. E bëri (iu përgjigj) me nxitim. Hante me nxitim.*

4. *fiz. shih* PËRSHPEJTIM,~I 4.

NXITlMTHI *ndajf.* Me nxitim, me ngut. *Kaloi nxitimthi. Foli nxitimthi.*

NXlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NXIT, NXITEM. *Nxitja e së resë (e përparimtares). Nxitja e debatit (e kritikës). Nxitja e pakënaqësive (e konflfkteve).*

*2.* Diçka që i rrit vrullin e fuqinë një veprimtarie a një dukurie; nxitës. *Nxitje e fuqishme. Nxitje morale (materiale). Bëhet nxitje për punë. Shërben si nxitje.*

3. *fiziol.* Proces që lind në sistemin nervor ose në organizmin e njeriut nga veprimi i një ngacmuesi, *kund.* frenim. *Nxitje nervore.*

NXITOHEM *vetv.* 1. Përpiqem ta bëj diçka shpejt e sa me pare, nxitoj. *Nxitohem ta shoh (ta takoj).*

2. Veproj pa u nienduar e pa i peshuar mirë gjërat, ngutem. *U nxitua kur foli.*

NXIT OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E shtyj të ecë me shpejt; e bëj të lëvizë me shpejt. *E nxitoi kalin. Nxitoi hapat.*

2. E shtyj që të veprojë me shpejt se zakonisht ose sesa duhet, ngut. *E nxitoi ca gjatë punës.*

3. *jokal.* Eci me shpejtësi, shkoj me shpejt se zakonisht, shpejtoj. *Nxiton për në punëH- treni). Nxitoj ta arrij. për ku nxiton kështu?*

4. *jokal.* Përpiqem të bëj diçka sa me shpejt; ngutem, nxitohem. *Nxitoi t'i lajmëronte. Kush nxiton gabon. fj. u.*

NXITUAR (I,e) *mb.* 1. Që vepron a flet pa u matur e pa i peshuar mirë punët, i ngutur, i rrëmbyer; që bëhet pa u menduar e pa u peshnar mirë. *Njeri i nxi-tuar. Vendim i nxituar. Masa të nxituara. Punë e nxituar.*

2. Që është në gjendje të atillë, kur i duhet ta kryejë shpejt një punë; që bëhet me shpejtësi të madhe. *Jam i nxituar. Me hapa të nxituar.*

3. *fiz.* Që ka pësuar një shtim në shpejtësi, i përshpejtuar.

NXJERR fea., NXORA, NXJERRË. 1. E heq nga brenda, e marr nga brendësia e diçka je dhe e vë jashtë; e bëj të dale përjashta; qit; *kund.* shtie, fut. *Nxjerr shaminë (paratë). Nxjerr plumbin. Nxjerr shpatën (ko-buren). Nxjerr nga xhepi (nga gjiri). Nxjerr nga dhoma. Nxjerr nga pusi (nga gropa, nga hendeku). Nxjerr nga furra (nga zjarri). Nxjerr nga uji. Nxjerr jashtë. Nxjerr ujë me kovë.*

2. E shpie jashtë caqeve ose kufirit të diçka je; e bëj të dale përtej vijës së sipërfaqes së një sendi; e vë përjashta,

në vend të hapur. *Nxjerr topin jashtë fushës. Nxjerr kokën nga dritarja. Nxjerr gjuhën nga lodhja (nga vapa). Nxjerr qilimat në diell. Nxjerr në ajër të paster.*

3. Meq prej diku ku ishte ngulur ose ku kishte zënë vend; shkul; lëviz nga vendi i vet i'zakonshëm. *Nxjerr patatet (pa,nxharin). Nxjerr një gozhdë. Nxori dhëmbin. Nxori krahun (dorën)* ndrydhl krahun (do-rën). *nxori syrin. E nxorën nga toka. E nxori me gjithë rrënjë.*

4. Shtrij përpara; e bëj të dale përpara ose me lart. *nxjerr dorën një makine. Nxjerr gjoksin. I nxjerr këmbën për ta penguar. Ka nxjerrë bark muri.*

5. Lë të dale, të përhapet, të mbijë, të rrjedhë etj. nga vetja, lëshoj. *Nxjerr tym (avull, gaz). Nxjerr ujë (lëng). Nxjerr djersë (lot, gjak). Nxjerr flake (xi-xa, shkëndija). Nxjerr bisk (lule, kalli, gjethe). Nxjerr zë (klithma). Nxjerr tinguj (melodi). Nxjerr frymën (ajrin). Nxjerr flluska. Nxjerr baker ena. Nxjerr helm.*

*6. vet. veta III.* E lëshon, nuk e mban. *E nxjerr bojën. E nxjerr ujiit. E nxjerr tymin (ajrin).*

7. *thjeshtligj.* Heq një veshje, një rrobë etj. nga trupi. *Nxjerr pallton. Nxjerr këpucët. Nxjerr maskën.* 8. I heq cipën e sipërme a mbulesën; e bëj të duket pa ate që e mbulonte sipër, e zbuloj, e tregoj të zhve-sh[1] ur fedhe *fig.) I nxjerr bojën. I nxjerr kallajin. I nxjerr shtresën e sipërme. I nxjerr llërët (supet). I nxori fytyfën e vërtetë. I nxori (i qiti) të palarat.*

19. Largoj prej diku; heq, dëboj. *nxirrnin nga puna ^nga fabrika). E nxori fishek. E nxori nga klasa. E\ nxorën në rrugë. E nxorën në pension (në lirim). E\ nxori vajzën (çupën)* e martoi.

10. Marr me vete dhe e shpie diku. *Nxjerr në lu-lishte (në park). Nxjerrin bagëtinë në kullotë.*

11. Shpie në një drejtim, çoj diku. *Ha nxori larg. Ç'të nxori këtu? Ku të nxjerr kjo rrugë (ky shteg)? Kit do të na nxjerrësh me këto pyetje?*

112. E bëj të duket, të shfaqet diku, të ndodhet diku; e | bëj të dale diku qe ta shohin dhe ta gjykojnë të tjërët. *Nxjerr në vitrinë (në ekspozitë). E nxorën në tdbelën e nderit. E nxorën në gjyq. E nxorën para masës (para kolektivit). Nuk ua nxirrnin nusen krushqve. E\ nxori në dritë (në sheshj.*

jl3. E përgatit, e botoj dhe e psrhap diçka; vë në q^rkullim. *Nxjerr një iibër (një gazetë). Nxjerr pulla piste. Nxjerr një monedhë.*

14. Hartoj dhe bëj të njohur; shpall. *Nxjerr një Hgj (një rregullore, një Vendim, një dekret). Nxjerr një urdhër (një lajmërim). Nxjerr një fletërrufe. Nxjerr rri',gulla të reja.*

15. Prodhoj, jap. *Nxjerr qumësht. Nxjerr mjaltë. Nkjerr prodhim të mirë. Nxjerr punë të mirë nga duart.*

|16. Marr një lëndë ose një prodhim nga diçka; marr nga thellësitë e tokës një xeheror, një mineral. *Nkjerr naftë (krom, qymyrguri). Nxjerr nga nëntoka. Njfjerr vaj nga ullinjtë. Nxjerr pishë në pyil.*

17. *fig.* Përgatit duke i dhënë njohuritë e duhura. *Nkjerr inxhinierë (teknikë, mjekë, mësues). I ka nxjerrë shkolla jonë.*

I8. *fig.* Jap nga gjiri irn. *Nxjerr heron] (trima). Ky fshat ka nxjerrë shumë partizanë.*

19. Caktoj prej një grupi dhe e vë të bëjë diçka; grumbulloj, mbledh njerëz për të bërë diçka. *Nxjerr punëtorë. Nxjerr roja. Nxjerr vullnetarë. Nxjerr ush-tarë. Nxjerr fuqi punëtorë.*

20. Siguroj me punë; marr një të ardhur; fitoj; përfitoj diçka. *Nxjerr bukën (jetesën, kafshatën e gojës). Nxjerr fitime (të ardhura). Nxjerr me mund (me djer-sëri e ballit).*

*%t.* I siguroj dikujt diçka. *nxjerr leje. I nxjerr bursë.*

22. Marr duke zgjedhur diçka të nevojshme osc kryesore prej diku. *Nxjerr të dhëna. Nxjerr material. Nxjerr detyra të reja nga vendimi.*

23. Arrij në një përfundim pasi bëj llogaritjet; përcaktoj pas një shqyrtimi ose shoshitjeje. *Nxjerr shumën. Nxjerr përfundimin. Nxjerr rrënjën katrore. Nxjerr largësinë. Nxjerr evidencën. Nxjerr shkaqet (arsyet).*

24. *fig.* Përfitoj; mësoj nga përvoja. *Nxjerr mësime. Nxjerr përfundime.*

25. Parashtroj, paraqit. *Nxjerr kërkesa. Nxjerr kuhdërshtime (justifikime). Nxjerr arsye (shkaqe).*

26. I shkaktoj diçka të padëshirueshme; *i* krijoj rrethana të vështira. *nxjerr pengesa (telashe). I nxjerr bishta (yçklq). I nxjerr ngatërresa. Na nxori punë.*

27. I krijoj kushtet dikujt që të paraqitet në një mënyrë të caktuar; e paraqit në një mënyrë të caktuar pas shqyrtimit e vlerësimit nga disa anë. *Na nxori faqebardhë (fitimtar'ç.).E nxorën të pafajshëm. E nxorën të dalluar. I nxori të paaftë. E nxori të së-murë.*

28. Plotësoj, kënaq një dëshirë, një ndjenjë; heq, largoj një ndjenjë, një gjendje shpirtërore, shfryj. *Nxjerr dufin (inatin). Ja nxori frikën. I nxori gjumin* e zgjoi. *nxori pijen* e bëri esëll. *Nxjerr malin e vend-lindjes* çmallem me vendlindjen. *Me nxjerr (me heq) mallin e dikujt a të diçkaje* me kujton dike a diçka të dashur, që nuk e kam parë prej shumë kohësh.

29. E bëj që të flasë; e bëj që të tregojë diçka të fshshtë; Has, tregoj. *Nuk ia nxorën dot emrat e shokëve. la nxori fjalën me zor (me çengel, me grep, me dare). Nuk i nxori shokët. Ai nuk nxjerr gjë. Nuk nxori fjalë nga goja.*

30. E shpëtoj nga një gjendje e vështirë ose c ke-qe. *E nxorën ndërmarrjen nga prapambetja. E nxori nga telashet. E nxori nga balta.*

31. E detyroj të ndërpresë një punë, një yeprim-tari etj., e bëj të paaftë, të pavlefshëm etj. (zakonisht në disa togje të qëndrueshme). *E nxorën jashtë për-dorimit. E nxorën jashtë luftimit. E kishte nxjerrë bi-rërie* nuk e quante ms për bir a për bijë.

32. E vë në një vend të caktuar kundrejt të tjerëvë, i jap një vend në marrëdhënie me diks a me diçka tjetër. *E nxori në krye (në ballë). E nxori në fund. E nxorën në plan të pare. E nxorën në rendin e ditës.*

33. Vë psr të shitur. *E nxorën në shitje (në treg). E nxori në ankand.*

34. Riprodhoj nga një gjë tjetër ose sipas diçkaje tjetër. *Nxjerr një (disa, shumë) kopje. Nxjerr në fo-tografi* fotografoj.

35. I vë përpara dikujt; e gostit, e qeras. *U nxori raki (kafe, duhan, gliko, llokume). Ua nxori përpara. U nxori nga një cigare.*

36. Kaloj një periudhë kohe, kapërcej, hedh; i bëj të rnundur të kapërcejë një periudhë kohe. *nxorën bagëtitë nga dimri. E nxjerr lopën deri në vjeshtë. S'e nxjerr dot dimrin me këtë pallto. I sëmuri nuk e nxori dimrin* vdiq.

37. *bised.* Krijoj, bëj; trilloj. *nxorën një këngë. I nxorën fjalë. Nxirrte thashetheme.*

38. E psrcjell në një mënyrë të caktuar. *E nxori duarbosh (duarthatë). E nxori pa pjesë.*

• E nxjerr (dal) në anë *shih tek* ANË,~A i, Nxjerr (vë) në ankand *diçka shih tek* ANKAND,~I. E nxori (e qiti, e ngriti, e çoi) nga balta *dike shih te* BALTË,~A. Ia nxori bishtin *një pune* e teproi në një punë. Ia nxori (ia hoqi, ia qiti) bojën *keq. shih te* BOJË,~'A i. E nxori (e.qiti) në breg *dike shih te* BREG,~JU. Nxjerr brirët (brirë) *keq. shih te* BRI,~RI. Nxjerr për brirësh *shih te* BRI,~RI. Ia nxjerr cifundin *shih te* CIFUND,~I. E nxori (e bëri, e qiti) çirak *dike* edhe *iron, shih te* CIRAK,~U i. Ia nxjerr (fjalët) me dare *shih te* DARË,~A. E nxori në diell *dike shih te* DIELL,-~I. I nxori djersë *dikujt* e lodhi shumë, e mundoi jashtë mase, e bëri të djersinte. Nxjerr nga dora (nga duart) *shih te* DORË,~A. E nxori (e qiti) në dritë *shih te* DRITË,~^A. E nxjerr (e qit) nga dheu *shih te* DHE,~U. E nxori në faqe *diçka shih te* FAQE,~JA. E nxori (e qiti) fare *shih te* FARË,~A. I nxori (i gjeti, i qiti) fundin *diçkaje shih te* FUND,~I. E nxori në furkë *diçka shih te* FURKË,~A. E nxori (e qiti) për fushe (në fushë) *diçka shih te* FUSHË,~A. E nxjerr nga guri *diçka shih te* GUR,~I. I nxori (i tregoi) gjoksin *dikujt shih te* GJOKS,~I. I nxori gjuhën *dikujt shih te* GJUHË, ~A i. la nxori gjuhën (një pëllëmbë, një pash) *shih te* GJUHË,~A i. Po e nxjerr gjuhën (ka nisur t'i dale gjuha) *shih te* GJUHË,~A i. I nxori hmxharin *dikujt shih te* HANXHAR,~I. la nxori (ia qiti) nga hundët (nga hunda, për hundësh) *diçka keq. shih te* HUN'DË,~A. Sikur e ka nxjerrë nga hunda (për hundësh) *shih te* HUNDË,~A. Ia nxori inatin *d i k uj t* e trajtoi keq dike a e ndëshkoi pa të drejtë në inat e sipër; shfreu në dike zemërimin që i kishte ngjallur dikush a diçka tjetër. Ia nxori kallajin *shih te* KALLAJ, ~I. Të nxirrte (të qiste) pa kapuç *shih te* KAPUÇ,~I. Nxjerr (qit) krye (kokë) fillon të duket; përpiqet të gjallërohet përsëri. Nxjerr (qit) me (në) krye *diçka shih te* KRYE,~T. Nuk e nxori *nëkut shih te* KUT,~I. Ia nxori (ia qiti) në lëndinë *diçka shih te* LËNDINË, ~A. E nxori (e qiti) lyç *d i* f *k a shih te* LYC- E nxjerr në majë *diçka shih te* MAJ Ë,~A. Nxori (vuri, zuri) mend *shih te* MEND,~TË. Ia nxori (ia qiti) mendtë (trutë) *dikujt shih te* MEND,~TË. E nxori (e luajti, e prishi) mendsh *dike shih te* MEND,~TË. Nxjerr në pah *shih te* PAH,~U n. E nxori në mezat *diçka shih te* MEZAT, ~I. E nxora për qafe *diçka shih te* QAFË,~A. Nxjerr (vë) në reliev *libr. shih te* RELIEV,~I. E nxori (e pruri, e çoi) rruga (udha) *shih te* RRUGË,~A. Nxjerr sy (syrin) *diçka* sapo fillon të duket diçka; duket paksa diçka që ishte e fshehur ose nuk shihej. Nxjerr sytë lodhem duke lexuar, duke qepur a duke bërë diçka që kërkon shi-kim të perqendruar për një kohë të gjatë. I nxori (i qiti) sytë *dikujt* e dëmtoi rëndë, i bëri dëm në pikën më të rëndësishme. Le të nxjerrë sytë të bëjë si të dojë; nuk dua të di për të ose për vështirësitë e telashet e tij me diçka. Nxjerr në shesh *shih te* SHESH, ~I. I nxori (i mori, i qiti) shpirtin *dikujt shih* te SHPIRT,~I. E nxori (e qiti) në shteg *shih te* SHTEG, ~U 3. I nxori tabanin *diç k aje shih tek* TABAN,~I. Ia nxori (ia qiti) tëmthat *dik uj t shih tek* TËMTH, ~I. Ku ta nxjerrë trapi *shih tek* TRAP,~I i. Me nxori thinjat *shih te* THINJË,~A. I nxjerr ujët *dikujt shih tek* UJË,~T. E nxori në va *dike shih te* VA,~U. I nxori vaj *dikujt shih te* VAJ,~I i. Nxori (qiti) veshët *keq. shih te* VESH,~I. I nxori (i shurdhoi, i qiti) veshët *shih te* SHURDHOJ. Nxjerr (lëshon, vjell) vrer (helm e vrer) *shih te* VRER,~I. Nxjerr (eel) zogj *iron, shih te* ZOG,~U. Nxori zorrët (zorrët e barkut, bark e zorrë) *shih te* ZORRË,~A. Ia nxori të palarat (sheshit) *shih te* PALARA,~T (të). S'ka ku të nxjerrë (të gjejë) qime *shih te* QIME,~JA. E nxori (e përcolli, e qiti) me duar thatë (me duar bosh, me duar zbrazur) *shih te* THATË 3. I nxori dhëmbë e dhëmballë *shih te* DHËMB,~I. Nuk nxjerr (nuk qit) gjë në breg *shih te* BREG,~U. Nuk nxjerr gjë në dritë *shih te* DRIT Ë,~A. Nuk nxjerr (nuk qit) jgjë në shesh (në treg) *shih te* SHESH, ~I. Nuk nxjerr gjë në vijë *shih te* VIJË,~A. Ta nxjerr gjuhën nga qafa *dikush shih te* GJUHË,~A 1. E nxori hundën jashtë *iron, shih te* HUND Ë,~A. Ia nxori (ia qiti) için lakrorit *shih* IeI(lC,~I. T'i nxjerr (t'i merr) këpucët (opingat) nga këmbët *shih te* KËMBË,~A. 1 nxjerr (i lëshon, i qit) koka tym *shih tek* TVM,~I. Ia nxori (ia qiti) lakrat në shesh *shih te* LAKËR,~RA. Nuk nxjerr (nuk con, nuk qit) lepur nga strofulla *shih te* LEPUR,~l. Nxjerr (lëshon, derdh)' mjaltë (sheqer) nga goja *shih te* MJALTË,~I. Nxjerr mjaltë (vaj) nga
guri *dik u s h shih te* MJALTË,~l. E nxjerr në portë to pazarit *dike shih te* PAZAR,~l. Nuk e nxjerr dot puiën nga kopshti *shih te* PULË,~A. S'e nxjerr qimen nga quilt *shih te* QIME,~JA. E nxjerr në rrasë të gjallë *shih te* RRASË,~A. I nxjerrin (i bëjnë, i lëshojnë) sytë çika (xixa, shkëndija) *shih te* SY,~RI. I nxori shkumë nga goja a) e rrahu shurnë, e ngordhi ni dru; b) e mundoi shumë. Nxjerr ujë në vatër *shih te* VATËR,~RA. I nxori ujë të zi *shih tek* UJË.~I. Ai nxjerr të vdekurin nga varri është
shumë i prapë, nuk lë gjë pa bërë; është shumë i keq e mizor. I ha shyta e i nxjerr me brirë *shih te* SHYTË, ~A. Hidh (qit) fare, nxirr (merr) fare! *shih te* FARË, ~A. Ç'ka barku e nxjerr bardhaku *fj. u. shih te* BAR-DHAK,~U. Korbi korbit (sorra sorrës) s'ia nxjerr sytë *fj. u. shih te* KORB,~I. E nxorën nga dera, hyri nga deriçka (nga dritarja) *shih te* DERË,~A. I nxjerr gështenjat (nga zjarri) me duart e të tjerëve (e botës) *shih te* GËSHTENJË,—A. Do të nxjerrë prush me këmbët e maces *keq. shih te* PRUSH,~I. Rrit sorrën të të nxjerrë sytë *shih te* SORRË,~A. Të fut në ujë (në lumë, në pus, në det) e të nxjerr pa u lagur *shih te* LAGEM. Të shtie miza e s'të nxjerr bualli *shih te* MIZ Ë,~A. I zoti e nxjerr (e qit) gomarin nga balta >. *u. shih te* BALTË,~A. Të jep thonjtë c bunt për të të nxjerrë sytë *keq. shih te* SY,—RI. Në vend që t'i vinte vetulla, i nxori sytë *shih te* VETULL,~A. Një thumb, njëqind here ta rrahësh. një majë nxjerr *fj. u. shih te* THUMB ~I. Shqiptarin nuk e ka nxjerrë lokja prej barkut, por huta prej çarkut *fj. u. shih te* HUTË, ~A 11.

NXJERRËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. 1. *tek.* Vegël a mjet që shërben par të larguar ose për të hequr diçka nga një vend. *Nxjerrësi i gëzhojave.*

2. Ai që heq a largon diçka nga një vend; ai që merr diçka nga thellësia a brendësia e diçkaje dhe e vë përjashta. *Nxjerrësit e tullave (e tjegullave) nga furra.*

NXJERRËS,~E *mb.* Që merr një mineral ose një lëndë nga thellësitë e tokës dhe e sjell në sipërfaqe për ta përdorur ose përpunuar. *Pompë nxjerrëse. Industria nxjsrrëse* tërësia e degëve, që merren me nxjerrjen e mineraleve dhe të lendëve të tjera nga toka për t'i përpunuar më tej.

NXJERRJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljes NXJERR. *Nxjerrja e naftës (e qymyrgurit, e kromit). Nxjerrja e shtyllave. Nxjerrja e dhëmbit. Nxjerrja e të ardhurave. Nxjerrja nga prapambetja.*

NYÇ,~E *mb.* 1. *shih* NEJC,~E. *Dru nyçe. Arrë nyçe* arrë gungë.
2. *fig.* Që ngul këmbë me kokëfortësi për diçka, kokëfortë. *Njeri nyç. flak nyç.*
3. *fig. shakaQë* është plakur e nuk do t'ia dijë nga sëmundjet, që mbahet i forte. *Plak nyç.*
NYE LL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Pjesë e ngritur dhe e forte në një dru, nyjë, gdhe; shenja e gdherit në një dërrasë. *Dërrasë me nyej.*
2. *anat.* Syri i këmbës, noçka e këmbës. *U fut në ujë deri në nyell të këmbës.*
NYJ,Ë,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Lak we një litar ose në një fill, i tërhequr fort e i shtrënguar; vendi ku lidhen si xhungë dy skaje të një filli a të një rripi*Nyjë e litarit (e spangos, e peril). Nyjë e kravatës (e fjongos). Lidh nyjë. Bëj nyjë. Zgjidh nyjën.*
*2. fig.* Diçka që shërben si lidhje midis dy njerëzve, dy palëve a dy dukurive, lidhje. *Nyjë miqësore. Nyjë lidhëse midis dy epokave.*
3. *fig.* Pika themelore e një çështjeje a pune të ndërlikuar, që kërkon zgjidhje; thelbi i diçkaje, pika e përqendrimit. *Nyjë e ngatërruar (e ndërlikuar). Nyja e kontradiktave. Nyja e çështjes (e veprimit). Nyjë që duhet zgjidhur.*
4. *bot.* Vendi i fryrë i një dege a kërcelli prej nga shpërthejnc gjethet; pjesë e fryrë e trungut, nga ku dalin degët; gdhe në një dru a dërrasë. *Nyja e gjethit. Nyjat e drurit (e pemës). Dërrasë me nyja.*
5. *anal.* Vendi ku lidhen dy kocka njëra me tjetrën, kyç. *Nyjat e duarve (e këmbëoe). Sëmundjet e nyjave. Me dkëmbin nyjat.*
6. *anat.* Lëmsh i vogël, që formohet nga grumbu-Ilimi a ndërthurja e shumë qelizave të një indi; gunge nga fryrja ose ngurtësimi i një ene, i një indi etj. *Nyjë nerfore. Nyjat limfatike. Duar gjithë nyja. Nyja e fytit* fikthi, arra e fytit.
7. Vendi a pika ku bashkohen e kryqëzohen shumë rrugë. *Nyjë rrugore (hekurudhore). Nyjë detare. Nyjë ujo're.*
8. *tek.* Pjesë e një mekanizmi ose e një pajisjeje, e përbërë nga disa vegla më të thjeshta të lidhura ndër-mjet tyre. *Nyjat dhe mekanizmat e traktorit. Prodhimi (mqntimi) i nyjaVe. Zbërthimi i nyjës në pjesë. Nyjë elektrike* pika ku bashkohen disa përcjellës në një qark elektrik.
9. Tërësi pajisjesh, mekanizmash etj. që lidhen midis tyre, që kryejnë një punë të përbashkët a që prodhojnë diçka për ta përhapur në pika të tjera. *Nyjë betoni (llaçi, bittimi). Nyjë hidroteknike.*
10. *gjuh.* Pjesëz që shërben për të treguar nëse një emër ose një fjalë tjetër e barasvlershme më të është në trajtën e shquar apo të pashquar (p.sh. raali, vajza, krahu, mishtë dhe një rnal, një vajzë, një krah); pjesëz që vihet përpara një emri ose një fjale tjetër të barasvlershme më të për të formuar trajtën e rases gjinore (p.sh. pragu i derës, dritaret e shkollës, vepra të dikujt); pjesëz që hyn në ndërtimin e një dpi të pasur mbiemrash të shqipes (i kuq — e kuqe — të kuq; i përditshëm — e përditshme etj.), në ndërtimin e disa përemravë dëftorë, lidhorë, pronorë e të pa-kufishëm (i tillë — e tillë, të tillë; i cili — e cila — të cilët; i tij — i saj; të gjithë etj.), në ndërtimin e nu-mërorëve rreshtorë (i pare, e dytë etj.) e të disa emrave femërorë e asnjanës (e hënë, e martë..., e bukura, e mira..., të ngrënët, të hyrët etj.), duke u vendosur përpara temës së tyre pa u shkrirë me të. *Nyjë e për-parme (e prapme). Nyjë shquese (joshquese). Nyjë afrie. U. let.* Ngjarja e parë që shënon fillimin e vargut të ngjarjeve kryesore të subjektit në një vepër letrare. *Nyja e një romani. Nyja e parë e drantes.*
12. *vjet. drejt.* Neni. *Nyjat e kodit.*
13. *det.* Njësi matjeje e shpejtësisë për anijet, e barabartë me 1852 metra në ore. *Anija bënte* 13 *nyja në ore. Ka shpejtësinë* 20 *nyja.*
Nyja e dimrit palca e dimrit, kulmi i dimrit. Nyjë gordiane *libr.* punë a çështje shumë e vështirë për t'u zgjidhur. Iu lidh fjala nyjë (komb) *dikujt shih te* FJALË, —A. E lidh lekun (paranë) nyjë e kursen shumë paranë, është shumë dorështrënguar. Iu lidh (in be, iu mblodh) një nyjë në grykë (në fyt) iu be një lëmsh në grykë nga një ndjenjë e forte, nga ngashërimi, nga hidhërimi etj. Iu lidh nyjë jeta iu be jeta e rëndë, e padurueshme nga ndonjë fatkeqësi që i ka ngjarë a nga ndonjë vështirësi që nuk e ka-përcen dot. Zgjidh (pres) nyjën gordiane zgjidh një çështje të ngatërruar e të vështirë me një mënyrë të menjëhershme, të vendosur e të guximshme.
NYJËTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Veprimi i organeve të të folurit dhe mënyra e vendosjes a e lëvizjes së tyre gjatë shqiptimit të një tingulli të gjuhës. *Organet e nyjëtimit. Baza e nyjëtimit.*
NYJËTOHET *gjuh. Pës. e* NYJËTOJ.
NYJËTOJ *kai,* ^VA, ~-CAR *gjuh.* Shqiptoj qartë tingujt, duke vënë në lëvizje organet e të folurit në një mënyrë të caktuar.
NYJËTUAR (i,e) *mb. gjuh.* Gjuhë e nyjëtuar: të
folurit e njerëzve, që arrihet duke vënë në lëvizje organet e të folurit në një mënyrë të caktuar.
NYJËZ,~A . *sh.* ~A, —AT. I. *min.* Përqendrim i një sasie minerali në trajtë thjerrëzash të mëdha a xhepash brenda një shkëmbi me përbërje të ndrysh-me. *Nyjëz elipsoidale. Nyjëz në trajtë vilëje.*
*1. anat.* Nyjë e vogël, afërsisht sa kokrra e bizeles.
NYJËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes NYJËZOHET.
2. *anat.* Vendi dhe mënyra e lidhjes së dy kockave që të mund të lëvizin pa u shkëputur njëra nga tjetra, kyç, nyjë. *Nyjëzimi i krahut (i gjurit).*
NYJËZOHET *vetv.,* ~CA (u), ~UAR. 1. Lidhet si nyjë me një pjesë tjetër; bashkohet me diçka tjetër në mënyrë që të jetë i lëvizshëm në vendin e lidhjes. *Nyjëzohen dy eshtra. Nyjëzohet kërcelli.*
*2. gjuh.* Merr nyjë të përparme.
NYJOR,~E *mb. spec.* Që ka të bëjë me nyjat, që ka lidhje me nyjat; që ka trajtën e një nyje. *Ndërtim nyjor. Vijat nyjore. fiz.*
NYJSHËM (i), ~ME (e) *mb. gjuh.* Që ka nyj6 të përparme; *kund.* i panyjsbëm. *Mbiemër i nyjshëm.*

# NJ

NJ. 1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuh4s shqipe dhe shkronja e njëzetë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëlhrja nj. Tingulli nj. Shkronja nj.*
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja nj. *Nj-ja e madhe (e vogël). Nj-ja e dorës (e shtypit).*
NJA *pj. bisect.* Afër, përafrisht, rreth asaj sasie, rreth atij numri. *Kope me nja peseqind kokë dhen. Bëheshin (ishin) nja njëzet veto. Erdhi me nja dy shokë. Kishte nja katër a pesë ditë pa ardhur. I tha nja dy-tri fjalë. Nxë nja tridhjetë litra. Peshqn nja dy kuintalë.*
NJAÇË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Herdhc peshku. *Njaçat e kublës (e qefullit).*
NJANJË,~A . *krahin.* Bukë e papjekur mirë, bukë që ka mbetur si qull; babanace. *Njanja të ngjitet në gojë.*
NJAQ *ndajf. krahin.* Aq, po aq, pikërisht aq. *Njaq di, njaq flet.*
NJASHTU *ndajf. krahin.* Ashtu, po ashtu, pikërisht ashtu. *Dolt njashtu si thashë. Krejt (bash) njashtu.*
NJATY *ndajf. krahin.* Aty, mu aty, pikërisht aty.
NJEH *kal.,* ~A, ~UR. Numëroj. *Njeh dhentë (dhitë, lopët). Njeh të hollal. Njeh ditët. E njeh për trim. la njehu të tëra* (në vajtimin me ligje).
NJEHATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Grua që di të qajë të vdekurit, duke ua munëruar mirë veprat e ngjarjet e jetës së tyre, vajtore.
NJEHEM. *Pës. e* NJEH. *S'njehen dot. Njehet ndër më të mirët.*
NJEHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Numërim. *Njehja e parave. Njehja e ditëve. Njehjet e vajtoreve* (kur qajnë me ligje).
NJEHSIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NJEHSOJ, NJEHSOHET. *Njehsimi i gjatësisë (i lartësisë, i sipërfaqes). Njehsimi i kindit. Njehsim me mend (me gojë, me shkrim).*
2. Tërësia e veprimeve me numra për të nxjerrë një përfundim ose për të gjetur atë qe kërkojmë. *Njehsime aritmetike (numerike). Njehsim dhjetor.*
NJEHSOHET. *Pës. e* NJEHSOJ. *Të njehsohet gjatësia e rrugës (lartësia e kodrës, gjerësia e lumit). Njehsohet lehti.*
NJEHSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj veprime me numra për të nxjerrë një përfundim ose për të gjetur atë që kërkohet (p.sh. sipërfaqen, peshën, shpej-tësinë etj.), llogarit. *Njehsoj sipërfaqen (vëllimin, peshën) e një trupi. Njehsoj shpejtësinë. Njehsoj kohën. Njehsoj vlerën e diçkaje. Njehsoj këndet e një trekëndëshi.*
NJEHSOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Aparat i posaçëm që shërben për të matur a për të shënuar sasinë e energjisë elektrike, të ujit a të gazit që është harxhuar, ose shpejtësinë e një makine, numrin e lëvizjeve të një mekanizmi etj. *Njehsor elektrik. Njehsori i ujit (i gazit, i benzines). Njehsori i shpejtësisë. Lexof njeh-sorin.*
NJEHSUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që round të Uogaritet, që mund të njehsohet. *Madhësi e njeh-sueshme,*
NJEKË,~A . *krahin.* Shkak.
NJELMËSl,~A . Të qenët i njelmët, cilësia e asaj që është e njelmët; a jo që i jep shije të njelmët diçkaje; shija e njelmët e diçkaje. *Njelmësia e ujit të detit. Njelmësia e tokës. I hoqën njelmësinë.*
NJELMËSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NJELMËSOJ, NJELMËSOHET.
NJELMËSIRË,~A . Gjellë a ushqim që ka kripë me shumë sesa duhet, gjë e njelmët; shije si e kripur që ndiejmë në gojë. *Kam një njelmësirë në gojë.*
NJELMËSOHET *vetv.* Merr shije të kripur, bëhet i kripur, bëhet i njelmët. *Njelmësohet uji (liqeni, kë-neta).*
NJELMËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I jap diçkaje shije të kripur, e bëj të kripur, e bëj të njelmët. *Njel-mëson ujin.*
NJELMËT (i,e) *mb.* 1. I kripur; që ka shije si të kripur, që është i kripur si uji i detit (për ujin, gjellën etj.). *Ujë i njelmët. Gjellë e njelmët. Ka shije të njelmët.*
2. Që përmban pak kripë, i kripur (për token). *Toka të njelmëta. Vend i njelmët.*
NJELMISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT dhe NJEL-MISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Toke e njelmët, zakonisht pranë bregut të detit. *Shkripëzimi i njel-mishtave.*NJELMOHET *vetv. shih* NJELMËSOHET.
I^IJELMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* NJEL-MËSOJ.
*2. krahin.* Ha diçka sa për të njomur gojën.
NJERËZI,~A . 1. *përmb.* Të gjithë njerëzit e një vendi së bashku; një grumbuil njerëzish; njerëzit, bota, gjindja. *dha dritë njerëzisë. I bëri zë njerëzisë. Dolt faqebardhë para njerëzisë. Po mblidhej njerëzia.*
2. Sjellje e mirë, e hijshme, fisnike dhe e përzemërt me | njerëzit, mirësjellje. *foli (e pyeti, iu përgjigj, e përshëndeti) me njerëzi. E priti (e përcolli) me njerëzi. Tregoi njerëzi.*
31 *përmb.* Të afërmit, farefisi, gjinia, njerëzit. *Njerëzia e nuses (e dhëndrit), Shkoi në njerëzi të saj.*
NJERËZIM,~I *m. përmb.* Tërësia e njerëzve që rrojnë në Tokë, gjithë njerëzit e botës; shoqëria nje-rëzpre, njerëzit. *Njerëzimi përparimtar. E ardhmja e njerëzimit. Historia e njerëzimit.*
NJERËZISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka sjellje të mirë, të hijshme, fisnike e të përzemërt me njerëzit, që sillet me njerëzi e me nderim më të tjerët, që ka njerëzi; që mishëron vetitë më të mira të njeriut, që i ka hije njeriut. *Djalë i njerëzishëm. Është i njerëzishëm. Sjellje e njerëzishme.*
NJERËZISHËM *ndajf.* Njerëzisht, si njeri. *Sillet (flet\) njerëzishëm. Iu përgjigj njerëzishëm.*
NIIERËZ1SHT *ndajf.* Me sjellje të mirë, të hijshme, fisnike e të përzemërt, me njerëzi, në mënyrë të rtjerëzishme, si njeri. *Sillet njerëzisht. E pyeti (i foli)' njerëzisht. E trajton njerëzisht. Jeton njerëzisht.*
NJERËZISHTE *mb. vet. f. vjet. shih* NJERËZOR, ~E. *Rrojlje njerëzishte, Halle njerëzishte. Punë njerëzishte.*
NJERËZOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me nje-rëzit, që lIdhet me njerëzit, i njerëzve; që është ka-rakteristik për njeriun. *Shoqëria njerëzore. Gjinia (fora) njerëzore. Veprimtaria (puna) njerëzore. Bu-rime (forca, fuqi) njerëzore. Pamje njerëzore. Tipare njerëzore.*
*2.* Që ka njerëzi, fisnik e i përzemërt; që mishëron vetitë më të mira të njeriut, i njerëzishëm; që ka dhembshuri për të tjerët, i ndjeshëm. *Sjellje njerëzore. Qëndrim njerëzor. Me zemër njerëzore.*
NJERI,~U *m. sh.* NJERËZ, NJERËZIT. 1. Qe-nia e gjallë më e lartë, që është e aftë të mendojë e të flasë, të bëjë vegla e t'i përdorë ato në procesin e punës shoqërore; pjesëtar i shoqërisë njerëzore. *Nje-riu i \parë. Njerëzit e lashtë. Njeriu i shpellave. Njeri i zhvilluar (i qytetëruar). Organizmi t njeriut. Të drej-tat e njeriut. Një*

*grup njerëzish. Sa një njeri (sa një trup njeriu). Shndërrimi i majmunit në njeri. Shfaqja e njeriut në Tokë. Puna e krijoi njeriun. Njeriu rrjedh nga majmuni. Njeriu për njeriun është. fj. u. Njeriu, sa rrqn, meson, fj. u. Mali me mal s'piqen, njeriu me njeriun piqen. fj. u.*

*2.* Pjesëtar i shoqërisë njerëzore, i parë si mishë-rues e bartës i disa tipareve dalluese të karakterit, i cilësive morale e i aftësive mendore dhe i lidhur me mjedisin a me rrethin ku jeton e punon. *Njeri i mirë (i ndershëm, i drejtë). Njeri i butë (i urtë, i dashur, i thjeshtë, i qeshur). Njeri i pjekur (i vendosur). Njeri i ri (i mrekullueshëm). Njeri i madh (injohur, idëgjuar). Njeri i keq (i lig,i poshtër, gënjeshtar,i ulët, i dobët).*

*Njeri i marrë. Njeri i ftohtë. Njeri i Luftës* ai ose ajo që ka marrë pjesë në Luftën Nacionalçlirimtare. *Njeri i Lëvizjes* ai ose ajo që ka marrë pjesë në Lë-vizjen Nacionalçlirimtare. *Njeri i punës (i aksionit, i prodhimit, i bazës, i veprave). Njeri i artit (i kulturës, i shkencës, i pendës, i pushkës). Njeri i besës (i fjalës, i gojës). Njeri i rrugëve (i qejfit, i lekut). Njeri me mend. Njeri me shkollë. Njeri me vullnet të mirë. Ç'njeri është?*

3. Pjesëtar i shoqërisë njerëzore, i cili mishëron e përfaqëson vetitë më të mira të qenies së gjallë të zhvilluar në shkallën më të lartë (në kundërvënie me kafshën). *Para së gjithash duhet të jesh njeri. Ai s'është njeri. Socializmi të bën njeri. Sillu si njeri! Atij i them njeri unë! Të trajton si njeri. Flet (përgjigjet) si njeri.*

*4. kryes. sh.* Farefisi, të afërmit më të ngushtë. *Njerëzit e mi. Njerëzit e shtëpisë. Njerëzit e nuses (e dhëndrit). Te njerëzit e Yet. Njeri pa njeri* njeri që ka mbetur i vetëm, pa të afërm.

5. I besuar i dikujt, mbrojtës a përkrahës i dikujt; ai që është në shërbim të dikujt. *Njeri i Partisë. Jshte njeriu i beut. Është njeriu ynë (i tyre). Është njeri i armiqve.*

*6. përd. përem.* Dikush, njëri. *Një njeri na tha... Kur të pyet njeriu, përgjigju!*

• Njeri i minderit *keq. shih te* MINDER, ~I. Njeri i rrogozit *shih te* RROGOZ,~I. Njeri në shenjë *shih te* SHENJË,~A. Njeri me taban *shih tek* TABAN,~I. Njeri pa taban *shih tek* TABAN ~I. Njeri me thopërç *shih te* THOPËRÇ,~I. Është shpirt njeriu *shih te* SHPIRT,~I. S'ka njeri të gjallë *diku shih te* GJALLË (i,e). Nuk mbeti këmbë njeriu *shih te* KËMBË,~A. Njeri (burrë) njëzet e katër karatësh *libr. shih te* KARAT, ~I. S'ia ka thënë (s'ia ka treguar) njeriu të gjallë *shih te* GJALLË (i,e). Është pesë (dy) para njeri (burrë) *shih te* PARA,~JA.

NJERI *pakuf.* Ndonjë njeri, ndonjë, ndokush, dikush; askush. *S'ka njeri. S'ka ardhur njeri. Këtë s'e di njeri. Ke parë njeri këtej? Mos i thuaj njeriut!*

•*k* S'ia pret njeri qimen (perin) *shih te* PRES i. S'e zë (s'e kap) njeri me dorë (për bishti) *shih te* ZË. Nuk ia ka shkelur njeri hijen prapa *shih te* SHKEL.

NJERIDASHËS,~E *mb. libr.* 1. Që i do e i ndihmon njerëzit, që u bën mirë të tjerëve. *Ishte shumë njeri-dashës.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Njeri-dashës i madh.*

NJERIDASHJE,~A . *libr.* Dashuria që ka dikush për njerëzit e tjerë dhe kujdesi e gatishmëria për t'i ndihmuar ata.

NJERINGRËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Njeri në gjendje të egër, që ha mish njeriu për t'u ushqyer. *Fis njeringrënësish.*

*2. si mb.* ~, ~E. Që ha mish njeriu, që ha njerëz (për njerëzit dhe për kafshët).

NJERITH,~I *m.* 1. *anat.* La për e vogël mishi, që është si zgjatim i qiellzës së butë dhe që ndan zgavrën e gojës nga prapagoja. *Mi është skuqur njerithi. I ka rënë njerithi i* është ulur njerithi me poshtë se zakonisht.

2. *mospërf.* Njeri i vogël nga trupi.

NJERIVRASËS,~I *m. sh.* ~; ~IT *libr., vjet.* Ai që ka vrarë një njeri a disa njerëz, vrasës.NJERIVRASJE,~A . *libr., vjet.* Vrasja e nje-rëzve.

NJERIZlM,~l *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NJERIZOJ, NJERIZOHEM. *Procesi i n)e-rizimit të majmunëve.*

NJERIZOHET *vetv.* Shndërrohet në njeri, merr tiparet dhe vetitë e njeriut, bëhet njeri. *Në fabula kaf-shët njerizohen.*

NJERIZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Shndërroj në njeri, i jap tiparet dhe vetitë e njeriut, e bëj njeri. *Puna e njerizoi kopenë e majmunëve. Disa popuj të lashtë i njerizonin perënditë.*

NJERK, ~U *m. kryes, nj. sh.* —>*Ë*, ~ËT. Burri i dytë i një gruaje kundrejt fëmijëve që fca ajo me burrin e pare, burri i nënës. *Njerku s'është baba. fj. u.*

• M'u be njerk nuk dua ta shoh me sy, nuk mund ta duroj, ngaqë me bie me qafë e me mërzit tepër, me është bërë si burri i nënës.

NJERKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gruaja e dytë e një burri kundrejt fëfflijëve që ka ai me gruan e pare; gruaja e babait. *U be me njerkë. Ka zemër (shpirt) njerke* nuk i do fëmijët e tjerë, është zemërligë. *Sillet si njerkë* sillet keq, pa dhembshuri.

2. *fig.* Diçka që është e keqe dhe e ashpër kundrejt dikujt. *Jeta atëherë ka qenë njerkë për ne.*

• I biri i njerkës fëmijë i përkëdhelur e i mbajtur mirë, fëmijë i trajtuar ndryshe nga të tjerët; fëmijë i llastuar. E shikon me syrin e njerkës tregohet i pa-drejtë kundrejt dikujt a diçka je, e trajton keq, ndryshe nga të tjerët a nga çdo gjë. Ca të nines (të babait), ca të njerkës (të njerkut) ca trajtohen mirë e ca keq, megjithëse duhen trajtuar njësoj.

NJERKËRt,~A . Të qenët njerkë a njerk; koha kur një grua është njerkë e dikujt a një burrë Sshtë njerk i dikujt. *Në kohën e njerkërisë. Njerkëria ka Halle shuntë.*

NJË- *fjalëform.* 1. Pjesa e parë e disa fjalëve të përbëra, që i përgjigjet kuptimit të numërorit një; p.sh. i njëaiuhëm, njëkuintalësh, njëlltërsh, njëngjy-rësh, njëqelizor, njëvendësh, njëTJecar.

2. Pjesa e parë e disa fjalëve të përbëra, që i përgjigjet kuptimit të mbiemrit i ujëjtë; p.sh. i njëkoh-shëm, i njëllojtë, i njëtrajtshëm etj.

NJË. I. *num. them.* 1. Numri i parë në vargun e numrave të plotë, numri 1; numri i plotë me i vogël, që shënon njësinë më të vogël; njësia më e vogël në një grup, që shënohet me këtë numër. *Numri një. Tridhjetë e një. Një dhe një bëjnë dy. Është një ore larg". Peshon një kilogram. Ka një vajzë. Ndenji vetëm një ditë. Bleu një meter beze. Një për qind. Një e dhjeta. Pa thine një, nuk thonë dy. fj. u.*

*2. përd. mb.* Po ai, po ajo gjë, i njëjtë. *Thotë gjith-një njëfjalë. Rri në një vend. Arritën në një kohë. Jane në një klasë. Banojnë në një lagje. Jane në një moshë. Jemi në një mendje. Ligji është një për të gjithë. Flasin një gjuhë.*

*Kane një ideal. Luftojnë pir një qëllim. Këto rrugë në një qafë dalin.*
3. *përd. mb.* I vetëm, i tërë e i pandashëm; i bash-kuar në diçka të vetme. *Parti e popull janë një. Marksizëm-leninizmi është një. Janë bërë një trup. Dy fshatra u bënë një. Vullnetarët u bënë një me koope-rativistët. U bashkuan e u bënë një kooperativë.*
4. *përd. përem.* Përdoret në vend të fjalës që shënon njeriun, kafshën, sendin a dukurinë, kur i veçojmë nga klasa, grupi a radha e vet; njëri, njëra. *Një për shtëpi. Një për të gjithë, të gjithë për një. U mundën (u kapën) një për një. Luftoi një me dhjetë. Punori një sa për dhjetë. Një nga më të diturit. Një nga më të rëndësishmet (nga më të mëdhatë). Erdhi një nga tanët. I vë një mbi një* i vë njërin mbi tjetrin. *M'ijep një nga një. Si një një. bised.* siç është njëri, ashtu është edhe tjetri.
5. *përd. num. rresht.* I pare. *Dhoma një. Radha një. Karrigia një. Lagjja një. Hyrja një. Vëllimi një.*
II. *nyjë joshquese.* 1. Përdoret përpara një emri kur duam që ky të shënojë dike a diçka në mënyrë të përgjithshme, pa^e veçuar plotësisht, pa e dalluar nga njësitë e tjera të së njëjtës klasë. *Një plak e një plakë. Një libër i ri. Ishte një ditë e bukur. U dëgjua një zë. Erdhi një shok. Një gjel na zgjoi nga gjumi. Punon me një metodë të re. Vepër e një të panjohuri.*
2. Vihet përpara një emri kur duam ta përdorim me kuptim të përgjithësuar dhe si përfaqësues të klasës së vet me kuptimin “çdo”. *Një libër i mirë është një shok i mirë. Një njeri që punon, s'ka kohë për fjalë.*
3. Përdoret me një emër njeriu, kur këtë njeri nuk e njohim mirë ose nuk dime me siguri si e quajnë. *A e njeh (a të kujtohet) një Shpëtim Bardhi nga Pe-qini?*
III. *pakuf. I.* Dikush. ndokush, njeri i pacaktuar. *Ka ardhur një nga fshati. Ishte me një që s'e njihja. Të vijë një tjetër.*
*2.* Diçka, gjë e papërcaktuar mirë, që i ngjan diçka je (së bashku me lidhëzën si dhe një emër). *E ka zënë një si grip. Dëgjohej një si gjëmim i target. Kam një si shqetësim. Ndiej një si të mekur. M'u be një si lëmsh në grykë. Atje tej dukej një si shtëpi.*
3. *përd. mb.* I tillë (si kallëzues emëror, i ndjekur nga një fjali rrjedhimore). *Është një që s'e ka shokun. Është një që s bëhet dy* është i tillë, që s'gjen të dytë si ai.
4. *përd. pj.* Përdoret para emrit të një frymori ose të një sendi kur folësi shpreh një fare habie, ad-mirim a përçmim. *Kishte një kale të shpejtë, që s'e kishte askush. Është një dhelpër ai, që s'e ka shokun.*
IV. *ndajf. bised.* Barabar, njëlloj, njësoj; njësh. *Jemi një. U bënë një. E pandeh veten një me të. U bënë një me token* u shtrinë rrafsh me token, saqë nuk da-lloheshin. *Lumi kishte ardhur një me wren. Buna ishte bërë një me liqenin. Zemra e saj rreh një me zemrën e Partisë. Si djali, si vajza një janë sot.*
*k* Deri me një plotësisht, për të gjitha gjërat, deri në fund. Me një fjalë *shih te* FJAL'Ë,~A. Me një frymë *shih te* FRYMË,~A. Me një gojI të gjithë njëherësh. Me një zë njëzëri. Një me një barabar. Një për (me) një duke i treguar të gjitha pa lënë asgjë në harresë, pa kapërcyer asgjë, me radhë e me hollësi. Një e dy (një me dy) shumë shpesh, vazhdimisht. Pa një, pa dy pa-tjetër, medoemos. Numër një i pari, me i rëndësishmi. Një si asnjë *fj.u.* diçka e vetme është e pamjaftueshme, nuk kryen punë. Një dhe i pandarë *shih te* PANDARË (i,e). Një here e mirë *shih te* HER'Ë,~A $_2$. Ora me një (ora me dorë) *shih tek* OR'Ë,~A i. S'ia bëri as një, *us* dy s'ia bëri të gjatë, iu përgjigj a kundërveproi menjëherë. E bëri një (njësh) me token *shih tek* TOKË, ~A ]. U be një (njësh) me token *shih tek* TOKË,~A i. Nuk mbeti as një për qyqe *shih te* QYQ E,~JA. Një shat ujë *shih te* SHAT,~I. Qoftë edhe një thua *shih te* THUA, THOI. Pa e shkrepur një here *shih te*SHKREP. Pa thënë (pa bërë) as një, as dy pa e zgjatur, menjëherë, pa kundërshtuar, në mënyrë të bindur. V( në një plan *libr. shih te* PLAN,~I. Mbeti (katandisi) kokoshi (kaposhi) një thelë *shih te* THELË,~A. Mby-tet ne një plkë (luge, gotë, filxhan, gisht) ujë *mospërf. shih tek* UJË,~I. I ngjit shkallët një nga një *dikush shih te* NGJIT. Noton (lundron) në një (në dy) gisht ujë *shih te* GISHT,~I. Si një here, një here *shih te* HERË,~A. Si një e një (që) bëjnë dy me siguri të madhe, pa dyshim, patjetër, medoemos. Një rrugë (udhë) dy punë *shih te* RRUGË,~A. Kemi pirë ujë në një krua *shih te* KRUA, KROI. Tre hunj e një thupër *keq. shih te* HU,~RI. Është një nga dhia, dy nga vija *shih te* DHI,~A. Me një lule (me një dallën-dyshe) stjen pranvera (behari) *shih te* LULE,~JA. Mat sbtatë (tri, dhjetë) here e pre një here! *fj. u. shih te* MAT.
NJËAKTËSH,~E *mb.* Që ka vetëm një akt, me një akt (për pjesët teatrale). *Komëdi (dramë) njëaktë-she.*
NJËANËS,~E *mb. vjet. shih* NJËANSHËM (I), ~ME (e).
NJËANËSl,~A . *shih* NJËANSHMËRI,~A.
NJËANËSlSHT *ndajf. shih* NJËANSHMËRISHT.
NJËANËSOR,~E *mb.* 1. I vendosur a i kthyer vetëm nga njëra anë. *Lulesë njëanësore. bot. Plug njëanësor.*
*2,* Që e kundron një çështje vetëm nga njëra anë dhe jo thellë, që e sheh diçka në mënyrë anësore.
NJËANËSH,~E *mb.* Që ka vetëm një anë; që kryhet vetëm në njërën anë.
NJËANSHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka vetëm një anë; që bëhet vetëm në njërën anë, që i takon vetëm një ane. *Krehje e njëanshme e pëlhurës.*
2. Që është i drejtuar në një anë, që ecën a zhvi-llohet në një drejtim të vetëm, që bëhet në një krah; *kund.* i gjttfeansnëm;I shumaashëm. *Plehërim i një-anshëm* plehërim vetëm me një lloj plehu. *Ushqim i njëanshëm. Bujqësi e njëanshme. Përgatit)e e një-anshme. Punë e njëanshme. Zhvillim i njëanshëm. Prq-dhim i njëanshëm.*
3. Që interesohet e merret vetëm me një degë të dijes, të artit etj., që ka interesa shumë të ngushta, i kufizuar; *kund.* I sbumansliëni; i gjithaashëm. *Njeri (studiues) i njëanshëm. Është i njëanshëm.*
4. Që e vështron diçka vetëm nga një anë, që merr parasysh a që njeh vetëm një anë të saj, i ngushtë; *kund. I* gjitbanshëm; I gjerë. *Kuptim i njëanshëm. Gjy-kim i njëanshëm. Në mënyrë të njëanshme.*
5. Që anon në gjykimin e një çështjeje ose në vle-rësimin e diçkaje vetëm nga njëra anë a nga njëra pale, jo i paanshëm. *Qëndrim i njëanshëm.*
6. Që bëhet vetëm nga njëra prej palëve ose nga njeri prej njerëzve që janë lidhur për diçka; që kryhet pa pëlqimin e pales tjetër a të njerëzve të tjerë, që bëhet pa u këshilluar me ta. *Veprim i njëanshëm. Ven-dim i njëanshëm. Pushim i njëanshëm i zjarrit. Traktat paqeje i njëanshëm. Denoncim i njëanshëm i një traktati.*
NJËANSHMËRI,~A . 1. Të qenët i kufizuar, ngushtësi; të qenët i drejtuar vetëm në një anë, të qenët i njëanshëm;

*kund.* shumanshmëri. *Njëanshmëria e ekonomisë. Njëanshmëria e burimeve historike (e studimeve të mëparshme). Njëanshmëria e tentatikës.* 2. Të qenët i njëanshëm në trajtimin e një çështjeje, në vlerësimin e diçka je, në qëndrimin ndaj dikujt etj.; *kund.* paanësi. *Shfaqje njëanshmërie. Vuan nga njëanshmëria.*

NJËANSHMËRISHT *ndajf. libr,* Në mënyrë të njëanshme.

NJËATOMËSH,~E *mb. kim.* Njëatotnik.

NJËATOMIK,~E *mb. kim.* Që përbëhet vetëm prej një atomi (për motekulën e një trupi). *Gazet e rralla janë njëatomike.*

NJËBAZlK,~E *mb. kim. Që* ka vetëm një atom hidrogjen, i cili mund të zëvendësohet nga një atom i një metali (për acidet). *Acid njëbazik.*

NJËBOSHTOR,~E *mb. libr.* Që ka vetëm një bosht.

NJËBRlRËSH,~'E *mb.* 1. Që ka vetëm një bri. *Kafshë njëbrirëshe.* 2. *si em.* ~, ~I *m. mit.* Kafshë me një bri.

NJËBURlMSHËM (i), ~ME (e) *mb. jig. libr.* Që buron nga e njëjta gurrë me një tjetër, që ka të njëjtin burim me një tjetër, që vjen nga po ai burim.

NJËCILINDËRSH,~E *mb. spec.* Që ka vetëm një cilinder. *Motor njëcilindërsh.*

NJËCKË *num. bised.* Një, vetëm një (për diçka të vogël ose të rrallë). *Me jep (dua) vetëm njëckë.*

NJËCOPËSH,~E *mb,* I përbërë a i ndërtuar prej një cope të vetme.

NJËDEGËSH,~E *mb.* Që ka vetëm një degë. *Shkollë ieknike njëdegëshe.*

NJËDIREKËSH,~E *mb.* Që ka vetëm një direk. *Anije njëdirekëshe.*

NJËDITËSH,~E *mb.* Që është prej një dite, që ka vetëm një ditë; njëditor. *Gjellë njëditëshe. Mbledhje njëditëshe.*

NJËDlTËZAJ *ndajf.* Pardje; dy-tri ditë me pare. *Erdha njëditëzaj. E takova njëditëzaj. As dje, as një-ditëzaj.*

NJËDITOR,~E *mb.* Që zgjat një ditë; që kryhet brenda një dite. *Ekskursion njëditor. Seminar njëditor. Crevë njëditore.*

NJËDlTSHËM (i), ~ME (e) *mb. vjet.* I pardje-shëm; që ka ndodhur para dy-tri ditësh, që është bërë para dy-tri ditësh. *Shiu i njëditshëm. Bukë e njëdit-shme.*

NJËDREJTIMËSH,~E *mb.* Që ka një drejtim; në të cilën lejohet lëvizja vetëm në një drejtim (për rrugët).

NJËDYNYMËSH,~E *mb. 1.* Që përbëhet prej një dynymi. *Sipërfaqe njëdynymëshe. Ngastër njëdy-nymëshe. Truall njëdynymësh.*

2. *si em.* ~, ~I *m.* Ngastër toke që i lihet në fshat një familjeje kooperativiste si truall për përdo-rim vetjak.

NJËDHOMËSH,~E *mb.* Që përbëhet vetëm nga një dhomë. *Banesë njëdhomëshe.*

NJËEMERAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Emnak, adash. *Jemi njëemërakë.*NJËEMËRSH,~I *m. sh.* ~, ~IT. Efflnak, adash.

NJËENJËZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gjëzë, ka-shelashë.

NJËFARË *pakuf.* 1. Përdoret së bashku me një emër për të shenuar vend, kohë, veprim a diçka tjetër të papërcaktuar mirë, që nuk dihet a nuk përcaktohet me përpikëri. *Në njëfarë kohe. Në njëfarë vendi. Në njëfarë mënyre. Në njëfarë mase. Me njëfarë krenarie. Kam njëfarë shqetësimi. Ka njëfarë lëkundjeje. Men njëfarë zhvillimi.*

2. Përdoret me një emër të përveçëm a të përgjith-shëiri për një njeri pothuaj të panjohur ose për ta përmendur atë me mospërfillje. *Erdhi njëfarë Agron Shtogu. E pa njëfarë mjeku.*

3. *përd. pj.* Përdoret para një emri që shënon një njeri, kur e përmendim për ta cilësuar me përçmim a me përbuzje; një. *Është njëfarë gënjeshtari (rrugaçi, matrapazi) ai, që s'e ka shokun.*

NJËFARËLLOJ *ndajf.* Njëfarësoj.

NJËFARËSt,~A . Të qenët i një fare. *Njëfarësia e fjalive të bashkërenditura.*

NJËFARËSOJ *ndajf.* 1. Në njëfarë mënyre, si të mund. *Do ta mbarojmë njëfarësoj. Njëfarësoj do të bëjmë si të bëjmë.*

2. As mirë, as keq, jo dhe aq keq, por jo dhe aq mirë, disi. *Jetonin njëfarësoj. Ishte pirgatitur njëfarësoj.* □ *A ishin mirë? — Njëfarësoj.* □ D *Si ia çon? — Njëfarësoj.* P

NJËFARËSH,~E *mb.* 1. Që ka vetëm një fare (për frytet e bimëve). *Fryt njëfarësh.* 2. Që është i një fare me një tjetër, i njëllojtë.

NJËFAZËSH,~E *mb.* 1. *tek.* Që ka vetëm një fazë (për raketat). *Raketë njëfazëske.* 2. *eUtktr. shih* NJËFAZOR,~E.

NJËFAZOR,~E *mb. ettktr.* Që ka vetëm një fazë; që punon me një fazë ose që është bërë për rryrnë me një fazë. *Gjenerator (transformator) njëfazor. Rrymë njëfazore. Sistem njëfazor. Kabila njëfazore.*

NJËFETAR,~E *mb. vjet.* Që kishte të njëjtën fe me dike tjetër. *Ishin njëfetarë.*

NJËFILLËSH,~E *mb.* Që përbëhet vetëm nga një fill, i thjeshtë (për perin, telin etj.). *Pe (tel) njëfillësh. Kabllo njëfiltëshe.*

NJËFfSH ~I *m.* Sasi, përmasë, vlerë e barabartë me një tjetër, që merret si bazë. *Njëfishi i çmimit. Njëfishi i vlerës.*

NJËFlSH,~E *mb.* I thjeshtë, tek; i përbërë prej një filli, një pate, një pjese etj.; i njëfishtë. *Tel njëfish. Pëlhurë njëfishe.*

NJËFISH *ndajf.* 1. Aq sa është. 2. Me njësh, njësh.

NJËFISHTË (i,e) *mb.* I thjeshtë, tek; i përbërë vetëm prej një filli, një pale, një pjese, një shtrese etj.; njëfish. *Dritare e njëfishtë. Tel i njëfishtë.*

NJËFJALESH,~I m. *sh.* ~, ~IT. Lloj rebusi që zgjidhet vetëm me një fjalë.

NJËFJAXËSH,~E *mb. gjuh.* Që përbëhet prej një fjale të vetme. *Emërtim njëfjalësh. Fjali njëfjalëshe.*

NJËFJALËZlM,~I *m. gjuh.* Veprimi si pas kupti-meve të foljeve NJËFJALËZOJ, NJEFJALEZOHET. *Njëfjalëzimi i togfjalëshit.*

NJEFJALEZOHET *vetv. gjuh.* Shndërrohet në një fjalë të vetme, bëhet një fjalë e vetme (për një grup prej dy a me shumë fjalësh).

NJËFJALËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *gjuh.* Shndë-rroj një grup prej dy a me shumë fjalësh në një fjalë të vetme, e bëj një fjalë të vetme.

NJËFLETESH,~E *mb.* Që ka vetëm një fletë (për qilimat, velenxat etj.). *Qilim njëfletësh. Velenxë një-fletëshe. Kanatë (dritareje) njëfletëshe.*

NJËFORMESI,~A . Njëtrajtshmëri; *kund.* shn-mëformësi.

NJËFORMËSH,~E *mb.* Që ka vetëm një forme; *kund.* sbumëformësti. *Gjendje njëformëshe. Njësi një-formëshe. gjuh.*

NJËGISHTËSHE *mb. vet. f.* Që ka vetëm një gisht. *Dorashkë njëgishtëshe* dorashkë që ka të veçantë vetëm gishtin e madh, ndërsa katër të tjerët i ka të bashkuar.

NJËGJAKËS,~I *m. sh.* ~, ~-IT *libr., vjet.* Ai që është prej një gjaku me dike tjetër, njëkombës, bashk-atdhetar. *Njëgjakësit tone.*

NJËGJAKËSI,~A . *libr., vjet.* Të qenët prej një gjaku, të qenët farefis nga ana e babait; të qenët prej një fisi ose prej një kombësie a kombi, njëkombësi.

NJËGJETHËS,~E *mb. bot.* Njëgjethor.

NJËGJETHOR,~E *mb. bot.* Që ka vetëm një gjethe.

NJËGJYMTYRËSH,~I m. *sh.* ~A, ~AT *mat.* Monom.

NJËHEKTARËSH,~E *mb.* Që përfshin një hektar, që përbëhet nga një hektar. *Ngastër njëhektarëshe.*

NJËHERAZI *ndajf.* 1. Në të njëjtën kohë, të gjitbë njëherësh; njëkohësisht. *U përgjigjën njëherazi. E filluan punën njëherazi.*

*1.* Në po atë tnasë; gjithashtu, po ashtu. *Çështje që i përkasin njëherazi letërsisë dhe shkollës. I thjeshtë e* i *zgjuar njëherazi.*

NJËHERE. *I. ndajf.* 1. Dikur, shumë kohë më parë (në të shkuarën). *Na ishte njëherë... Kam qeni njëherë atje. Kështu rronin njëherë. Kjo punë ka që njëherë.*

2. Në një kohë të pacaktuar në të ardhmen, por jo shumë të largët, ndonjëherë, dikur. *Do të pendohet njëherë. Da ta pësojë njëherë. Do të me kërkosh njëherë. Do të vijë njëherë dita që...*

3. Së pan, me pare. *Ta mbaroj njëherë. Të shohim njëherë. Të vemi njëherë atje, pastaj shohim.*

4. Tani për tani, hëpërhë. *Nuk po i ndryshojmë njëherë. Nuk po e shqetësojmë njëherë. Po e lëmë njëherë kështu.*

II. *pj.* 1. Sidomos, veçanërisht *(si fj. ndërm.). Unë, njëherë, s'mbaja dot gazin. Edhe ti u lodhe, po ai, njëherë, u këput fare.*

2. Përdoret pas një foljeje në mënyrën urdhërore për të zbutur urdhrin ose si nxitje. *Pa eja njëherë këtu! Na trego njëherë si të ngjau! Shko njëherë edhe ti! Ndize (dridhe) njëherë!*3. Përdoret pas një foljeje me kuptimin e së ardhsh-mës për të Ireguar një vendim të menjëhershëm që merr folësi pas një fare ngurrimi (zakonisht kur para foljes vihet pjesëza po). *to vete edhe unë njëherë. Pol e provoj njëherë.*

• Njëherë e një kohë (njëherë motit) dikur, shumë kohë më parë (në të kaluarën). Njëherë si sot në një ditë a në një kohë të ngjashme më të sotmen.

r>IJËHERËSH *ndajf.* I. Të gjithë menjëherë, jo veç e veç, jo një nga një, së bashku. *Erdhën të gjithë njëherësh. U hodhën në sulm njëherësh. U ngritën nje-herësh. Hedh njëherësh farën e plehun.*

2. Menjëherë, me një lëvizje a me një vcprim, pa e ndarë a pa e ndërprerë; përnjëherë. *E ktheu go ten njëherësh. E hëngri gjithë bukën njëherësh. la ktheu borxhin njëherësh,*

3I Në të njëjtën kohë, në po atë kohë, njëkohësisht; po ashtu. *Punon njëherësh në disa tnakina. Është njëherësh nder dhe detyrë. Me shaka e me qortim njëherësh. Ka nisur njëherësh me të.*

NJËHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. I dikurshëm, i moçëm; sipas mënyrës a sipas zakonit të lashtë. *Lavdia e njëhershme. Shqipëria e njëhershme. Veshjel e njëhershme. Dasmat e njëhershme. Zakonet e njëhershme.*

2. Që bëhet, që jepet ose që paguhet vetëm një here. *Shpërblim i njëhershëm. Shpenzime të njëhershme. Ndihmë e njëhershme. Doze e njëhershme.*

3. Që kryhet në të njëjtën kohë, që kryhet njëherazi. *Goditje të njëhershme. Mbirje e njëhershme.*

NITËHOPSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që bëhet menjëherë, në një hop, në një cast, i menjëhershëm; i atypëratyshëm. *Ndërrim i njëhopshëm.*

NJËJAR,~E *mb.* 1. Që ka vetëm një tytë (për cylen). *Cyle njëjare.*

*2.* Që është një kokërr e vetme me një bërthamë, njëshe, jo binjake (për kumbullat, qershitë etj.). *Kumbull (qershi) njëjare.*

3. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.

NJËJAVËSH,~E *mb.* 1. Që ka një moshë prej një jave. *Fëmijë njëjavësh. Foshnjë njëjavëshe. 2.* i Njëjavor.

NJËJAVOR,~E *mb.* Që zgjat një javë; që kryhet brenda një jave. *Seminar njëjavor.*

NJËJËS *mb. gjuh.* 1. Numri njëjës: forme e ka-tegorisë gramatikore të nurnrit, që tregon se është fjala për një frymor, për një send a për një dukuri ose <jë veprimi, gjendja a tipari cilësor ka të bëjë me një qenie, me një send a me një dukuri; tërësia e trajtave gramatikore të këtij numri. *Emër (mbiemër, përemër) në numrin njëjës. Veta e parë (e dytë, e tretë) e numrit njëjës.*

2. *si em.* ~, ~l *m.* Numri njëjës. *Njëjësi i shtfuar (i pashquar). Mbaresat e njëjësit. Veta e parë e njëjësit.*

NJËJËSl,~'A . *vjet. I.* Barazi. *Liri, vëllazëri, njëjësi. 2.* Të qenët një, njësi. *Njëjësia e kombit.*

NJËJËSIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NJËJËSOJ, NJËJËSOHET.

NJËJËSOHET *vetv. libr.* 1. *vjet.* Barazohet. 2. *Pës. e* NJËJËSOJ.

NJËJËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr. 1.* Njëjtësoj. 2. *vjet.* Barazoj.

NJËJTË (i,e) *mb. 1.* Po ai ose po a jo gjë; që ka qenë ose që është përmendur njëherë (përdoret për qenie, sende, dukuri dhe vihet zakonisht para emrit); *kund.* i ndryshëm. *njëjti njeri. I njëjti armik. I njëjti vend (qytet, fshat). E njëjta rrugë. Në të njëjtën kohë (ore), Të njëjtat mallra. Të njëjtat të drejta. E njëjta ngjyrë. Me ritëm të njëjtë.*

*2.* I barabartë; fare a shumë i ngjashëm a i afërt (vihet zakonisht pas emrit); *kund.* i ndryshëm. *Dy pjesë të njëjta. Kane trup të njëjtë. Me gjatësi të njëjtë. Me moshë të njëjtë. Në të njëjtën masë. Me ngjyrë të njëjtë. Mendime (pikëpamje, synime, qëllime) të njëjta.*

*k* Noton në të njëjtat (në po ato) ujëra *me dike keq. shih tek* UJË,~I.

NJËJTËSI,~A . Të qenët i njëjtë.

NJËJTËSIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NJËJTËSOJ, NJËJTËSOHET.

NJËJTËSOHET *vetv. libr.* 1. Bëhet i njëjtë me diçka tjetër, barazohet.

2. *Pës.* e NJËJTËSOJ.

NJËJTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. E bëj të njëjtë me diçka tjetër, e barazoj, e quaj të fljëjtë me diçka tjetër, identifikoj.

2. E njoh dike a diçka si është, provoj që është po ai ose po ajo.

NJËKATËSH,~E *mb.* Që ka vetëm një kat. *Shtëpi (ndërlesë, banesë) njëkatëshe.*

NJËKËMBËTHI *ndajf.* Me një këmbë. *Ktrcej (hidhem) njëkëmbëthi.*

NJËKILËSH,~E *mb.* Që peshon një kile. *Bukë njëkilëshe. Pjepër njëkilësh.*
NJËKOHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Bashkëkohës.
NJËKOHËSI,~A . Të qenët i njëkohshëm; të ndodhurit në të njëjtën kohë. *Njëkohësia e ngjarjeve. Raport njëkohësie. gjuh.*
NJËKOHËSISHT *ndajf.* 1. Në të njëjtën kohë, të gjithë njëherësh, njëherazi, së bashku. *U nisën njëkohësisht disa veta. Erdhën njëkohësisht. Folën njëkohësisht. E filluan punën njëkohësisht.*
2. Në të njëjtën kohë, po në atë kohë; po ashtu, gjithashtu. *Lufton njëkohësisht në dy fronte. Është njëkohësisht problem poliuk dhe ekonomik.*
NJËKOHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që bëhet
a që ndodh në të njëjtën kohë me diçka tjetër; që bëhet a që ndodh njëherazi. *Veprim i njëkohshëm. Sulme të njëkohshme. Lëvizje të njëkohshme. Përpjekje të njëkohshme.*
2. *shih* NJËHERSHËM (i), ~ME (e) i. *Ngjar jet e njëkohshme.*
NJËKOHSHMËRI,~A . *libr. shih* NJËKOHËSI,
~A.
NJËKOMBËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Bashkë-kombës, bashkatdhetar. *Njëkombësit tone.*
NJËKOMBËSI,~A . *vjet.* Të qenët pjesëtarë të një kombi; njësia kombëtare.
NJËKRYEGJYMTYRËSH,~E *mb. gjuh.* Që kavetëm një gjymtyrë kryesore. *Fjali njëkryegjymty-rëshe,*
NJËKTHINËSH,~E *mb.* Që ka vetëm një kthinë. *Shtëpi (banesë) njëkthinëshe.*
NJËKUINTALËSH,~E *mb.* Që peshon a që nxë një kuintal. *Those njëkuintalësh. Deng njëkuintalësh.*
NJËKUPTIMËSI,~A. £ĸ!. Tëqenët i njëkuptim-shëni. *Njëkuptimësia e termit. Njëkuptimësia e shpreh-jeve.*
NJËKUPTIMOR,~E *mb. libr.* Që ka të njëjtin kuptim në të gjitha rrethanat e përdoritnit. *Përcaktim njëkuptimor.*
NJËKUPTIMSHËM (i), ~ME (e) *mb. gjuh.* 1. Që ka vetëm një kuptim. *Fjalë e njëkuptimshme.*
2. Që ka të njëjtin kuptim me një tjetër. *Fjalë të njëkuptimshme.*
NJËKURORËSHE *mb.* Familje njëkurorfehe: fa-mil je që përbëhet vetëm prej një çifti bashkëshortësh dhe prej fëmijëve të tyre të mitur.
NJËLEKËSH,~E *mb.* 1. Që e ka vlerën një lek. *Monedhë (kartëmonedhë) njëlekëshe.*
2. Që e ka çmimin një lek. *Paste njëlekëshe. Brisk njëlekësh.*
3. ii *em.* ~E, ~JA *f.sh.* ~E, ~ET *bised.* Monedhë ose kartëmonedhë me vlerë një lek.
NJËLITËRSH,~E *mb.* Që nxë një liter. *Enë (shi-she) njëlitërshe.*
NJËLLOJ *ndajf.* Njësoj. *Njëlloj si të tjerët. Është njëlloj. Mendojnë (veprojnë) njëlloj. Trajtohen njëlloj. Ishin veshur njëlloj.*
NJËLLOJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I njëllojtë. *Gjendje e njëllojshme. Lëvizje të njëllojshme. Punë e njëllojshme. Pirfundime të njëllojshme.*
NJËLLOJSHMËRl,~A . *libr.* 1. Të qenët njëlloj ose fare a shumë i ngjashëm me një tjetër, të qenët si ai; të qenët i një fare a i të njëjtit lloj. *Njëllojshmëria e lëndëve të para. Njëllojshmëria e pikëpamjeve (e ideve). Njëllojshmëria e formave të punës.*
2. Të qenët po ai, të qenët i pandryshueshëm a i qëndrueshëm, të qenët i njëjtë. *Njëllojshmëria e temperatures.*
NJËLLOJTË (I, e) *mb.* 1. Që është njëlloj ose fare a shumë i ngjashëm me një tjetër, që është si ai; që janë të një fare a të të njëjtit lloj; i barabartë. *Kushte të njëllojta. Veshje të njëllojta. Tipare të njëllojta. Bimë të njëllojta. Punë të njëllojta.*
2. Që është po ai, që nuk ndryshon, që qëndron ashtu si është a sa është ose si ka qenë a sa ka qenë, i njëjtë. *Temperature e njëllojtë. Page e njëllojtë. Çmime të njëllojta. Gjendje e njëllojtë. Sjellje e njëllojtë.*
NJËLLOJTËSI,~A . *libr.* Njëllojshmëri.
NJËMBËDHJETË *num. them.* I. Numri që vjen menjëherë pas dhjetës dhe që shënon një sasi të barabartë me dhjetë edhe një. *Njëmbëdhjetë ditë (jave, muaj). Njëmbëdhjetë lekë. Njëmbëdhjetë vjeç.*
*1. përd. num. rresht.* I njëmbëdhjetë. *Dhoma (ka-blna, radha) njëmbëdhjetë. Në orën njëmbëdhjetë. Në faqen njëmbëdhjetë.*
NJËMBËDHJETË (i, e) *num. rresht.* 1. Që i për-
gjigjet numrit njëmbëdhjetë në një varg të pandër-prerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Radha e njëmbëdhjetë. Ditën e njëmbëdhjetë.*
2. *përd. em. f.* Një nga të njëmbëdhjetë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e njëmbë-dhjeta.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *Doli i njëmbëdhjeti.*
NJËMBËDHJETËMETËRSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT
*sport.* Largësia prej njëmbëdhjetë metrash nga porta, prej së cilës gjuhet topi, kur jepet goditja më e rëndë e dënimit në lojën e futbollit; goditja e topit që bëhet nga kjo pike drejt portës së mbrojtur vetëm nga portieri. *Pika e njëmbëdhjetëmetërshit. E gjuajti nga njëmbëdhjetëmetërshi. Dha një njëmbëdhjetëmetërsh.*
NJËMBËDHJETËRROKËSH,~E *mb. let.* 1. Që ka njëmbëdhjetë rrokje (për vargjet). *Varg njëmbë-dhjetërrokësh.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Varg që ka njëmbëdhjetë rrokje. *Mjeshtër i njëmbëdhjetërrokëshit. Përdorimi i njëmbëdhjetërrokëshit.*
NJËMBËDHJETËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *sport.* Të njëmbëdhjetë lojtarët, që marrin pjesë në një ndeshje futbolli, skuadra e futbollit prej njëmbëdhjetë lojtarësh. *Njëmbëdhjetëshi vlonjat (tiranas...). Një-mbëdhjetëshi me i mirë.*
NJËMBËOHJETËVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat njëmbëdhjetë vjet, që vijon njëmbëdhjetë vjet; që kryhet brenda njëmbëdhjetë vjetësh. *Shkollë njëmbë-dhjetëvjeçare.*
*2.* Që është njëmbëdhjetë vjeç. *Vajzë njëmbëdhjetë~ vje(are. Nxënësit njëmbëdhjetëvjeçarë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbierflrit. NJËMEND *kal.,* ~A, ~UR *libr.* Njëjtësoj.
NJËMEND *ndajf.* 1. *bised.* Tashti, këtë cast; pas pak, së shpejti. *Njëmend e gjeta. Vjen njëmend. Një-mend sa u ndamë. Njëmend do të vijë.*
2. Vërtet, më të vërtetë, përnjëmend, megjithë mend. *A do të me thërrasësh njëmend? Njëmend e ke?*
NJËMENDET *pës. libr.* Njëjtësohet.
NJËMENpËSI,~A . *libr.* Të qenët më të vërtetë; realitet. *Njëmendësia e botës.*

NJËMENDËSOHET *libr. Pës. e* NJËMENDË-SOJ.
NJËMENDËSOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *libr.* E bëj të njëmendtë; e vë në jetë, plotësoj, realizoj. *Një-mendësoj një dëshirë (një ëndërr, një ideal).*
NJËMENDIM,~I *m. libr., vjet.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NJËMENDOJ, NJËMENDO-HEM.
NJËMENBOHEM *Mv. libr., vjet.* 1. Bëhem krejt i njëjtë me dike tjetër duke menduar e vepruar ashtu si ai, e quaj veten një me dike tjetër; bëhem një, shkri-hem me mjedisin ku jetoj.
2. *Pës. e* NJËMENDOJ.
NJËMENDOJ *ka!.,* ~OVA, ~CAR *libr.* Vërtetoj diçka, provoj që është e njëmendtë. *Njëmendoi dy-shimin e tij.*NJËMENDSHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* NJË-MËNDTË (i,e).
NJËMENDTË (i,e) *mb.* QëështS në të vërtetë, i vërtetë, i përnjëmendtë; real. *Bota (jeta) e njëmendtë. Vlerë e njëmendtë. Shkaku i njëmendtë. Nevojë e njëmendtë.*
NJËMENJË *ndajf.* Me siguri të plotë, patjetër; menjëherë, sakaq. *Ky bar të shëron njëmenjë (i zhduk buburrecat njëmenjë). Rakia është njëmenjë për dhembje të dhëmballëve. Është njëmenjë kjo punë* do të bëhet menjëherë, patjetër.
NJËMËSHT (i,e) *mb.* Njëfillësh. *Pe i njëmësht.* NJËMËZAJ *ndajf.* Njëfish.
NJËMIJËLEKËSH,~E *mb. vjet.* 1. Që e ka vlerën një mijë leke. *Kartëmonedhë njëmijëlekëshe.*
*2. si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kartëmonedhë që e ka vlerën një mijë lekë, mijëshe. *dha dy* I *njëmijëlekëshe. Theu (shkoqi) njëmijëlekëshen.*
NJËMIJËSHE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET *vjet.* Kartëmonedhë që e ka vlerën një mijë leke, mijëshe.
r^JËMIJTË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet nurarit një mijë në një varg të pandërprerë sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim, në një seri etj. *Bileta e njëmijtë.*
2J *bised.* Që i përgjigjet një numri të inadh, por të papërcaktuar në një varg veprifflesh. *Po ta them (po ta përsërit) për të njëmijtën here.*
3.j *përd. em.f.* Një nga të një mijë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë; një e mijta. *E njëmijta e sekondës.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.
NJJËMILIONËSH,~E *mb.* Që përbëhet prej një milioni, që përmban një milion; që e ka vlerën një milion. *Qytet njëmilionësh. Çek njëmilionësh.*
NJËMILIONTË (i, e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit një milion në një varg të pandërprerë sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim, në një seri etj. *Bileta e njëmiliontë. Makina e njëmiliontë.*
*2. përd. em. f.* Një nga të një milion pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë; një e milionta.
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. NJËMOSHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Moshatar.
NJËMOSHOR,~E *mb. gjeol.* Që ka po atë moshë, i së njëjtës moshë. *Formacione njëmoshore. Depozitime (mbathje) njëmoshore.*
NJËMOTORËSH,~E *mb. spec.* Që ka vetëm një motor. *Aeroplan njëmotorësh.*
NJËMUAJSH,~E *mb.* Që ka mbushur një muaj, qe ka një moshë prej një muaji. *Fëmijë njëmuajsh. Foshnjë njëmuajshe. Viç njëmuajsh.*
NJËMUJOR,~E *mb.* Që zgjat një muaj, që kryhet brenda një muaji. *Periudhë njëmujore. Seminar (kurs) njëmujor. Leje njëmujore.*
NJ^NATËZAJ *ndajf. bised.* Parmbrëmë; dy-tri net me pare. *Erdki' njënatëzaj. Njënatëzaj ra shi i madh.*
NJËNGJYRËSH,~E *mb.* 1. Që ka vetëm një ngjyrë, që është i ngjyrosur vetëm në një ngjyrë. *Pëlhurë njëngjyrëshe. Fustan njëngjyrësh.*
*2. fig.* Që është i njëllojtë, që nuk ndryshon nga një tjetër, i njëjtë. *Ditë njëngjyrëshe.*
3. *libr.* Që përbëhet vetëm nga anëtarë të një partie politike (për qeveritë në vendet kapitaliste). *Qeveri njëngjyrëshe.*
NJËNJË *ndajf. bised.* Si njëri tjetri, baras, njësoj. *Ishin njënjë.*
NJËNJËSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është i njëjtë me një tjetër, i barabartë, i njëllojtë. *Qëllim i njënjëshëm. Dëshirë e njënjëshme.*
NJËNJËSHMËRl,~A . Të qenët i njëjtë a i njëllojtë, të qenët i njënjëshëm, barazi.
NJËORËSH,~E *mb.* Që zgjat një ore, që bëhet brenda një ore. *Grevë njëorëshe. Pjesë leximi njëorë-she* pjesë leximi që u jepet nxënësve për ta zbërthyer brenda një ore mësimi dhe nuk vijon në orën tjetër.
NJËPASNJËSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që vjen menjëherë ose me ndërprerje të shkurtra, por gjith-një në mënyrë të vijueshme pas një tjetri (për veprime, punë, ngjarje etj.); që përsëritet kohë pas kohe. *Ush-trime (lëvizje) të njëpasnjëshme. Plasje (shpërthime) të njëpasnjëshme. Sulme të njëpasnjëshme. Fitore (hum-bje, suksese) të njëpasnjëshme. Masa të njëpasnjëshme. Ndryshime të njëpasnjëshme. Numra të njëpasnjëshëm. mat.* numra të plotë, që vijnë njëri pas tjetrit pa ndërprerje (p.sh. 1, 2, 3, 4, 5 etj.).
NJËPËLLËMBËSH,~E *mb.* Që ka madhësinë e pëllëmbës, që është i madh sa një pëllëmbë. *Shkop njëpëllëmbësh.*
NJËPËRNJË *ndajf.* Baras, barabar, njësoj.
NJËPJELLËSHE *mb. vet. f. biol.* Që pjell vetëm një të vogël në një barrë; që ka pjellë vetëm një here (për femrat e gjitarëve); *kund.* shumëpjellëshe. *Kafshë njëpjellëshe. Lopë (dele) njëpjellëshe.*
NJËPJESËSH,~E *mb.* Që përbëhet vetëm nga një pjesë, që është i ndërtuar prej një pjese të vetme. *Bërryla Uamarine njëpjesësh. Xham njëpjesësh.*
NJËPOLAR,~E *mb. elektr.* Që ka vetëm njërin pol. *Çelës njëpolar.*
NJËQELIZOR,~E *mb. biol.* 1. Që përbëhet nga një qelizë e vetme; *kund.* shumëqelizor. *Qenie një-qelizore. Bimë njëqelizore. Kafshë njëqelizore.*
*2. si em.* ~I *m. zakon. sh.* ~Ë, ~ËT. Tërësia e kafshëve ose bimëve që përbëhen vetëm nga një qelizë. *Shumëzimi i njëqelizorëve.*
NJËQENDROR,~E *mb.* Që ka një qendër të vetme.
NJËQIND *num. them.* 1. Numri që shenon një sasi të barabartë me dhjetë here dhjetë. *Njëqind veta. Njëqind vjet* një shekull. *Njëqind faqe.*
*2. përd. num. rresht.* I njëqindtë. *Dhoma (kabina) njëqind. Në faqen njëqind. Kilometri njëqind.*
3. *bised.* Një numër i madh, por i papërcaktuar, shumë. *Ta karri thënë njëqind here. I jam lutur njëqind here. E kam provuar njëqind here. Na ka dhënë njëqind premtime.*

•*k* Njeri me njëqind (me dyzet) flamurë *shih te* FLA-MUR, ~I. Si një here, njëqind here *shih te* HERË,~A.
' Të çon (të shpie) në krua (në sbtatë kroje, në njëqindçezma, në dyzet çezma) e s'të jep ujë *shih te* KRUA, KROI.

NJËQINDFISH, ~I *m.* Sasi, përmasë, vlerë një-qind here më e madhe se një tjetër, që merret si bazë. *Njëqindfishi i dhjetës. Njëqindfishi i vlerës. Njëqind-fishi i peshës fillestare.*

NJËQINDFISH *ndajf.* Njëqind here aq sa është; njëqind here me shumë; shumë, fort. *Njëqindfish më e rënië (me e forte, më e madhe). U be njëqindfish me i forte.*

NJËQINDGRADËSH,~E *mb. spec.* Që është i ndarë në njëqind grade, që ka njëqind nënndarje (për shkallën e termometrave dhe gradët e këndeve gjeometrike). *Termometër njëqindgradësh. Shkallë një-qindgradëshe.*

NJËQINDKËMBËSH,~I *m. sh.* ~^A, ~AT *zoo!, shih* DYZETKËMBËSH,~I.

NJËQINDLEKËSH,~E *mb.* 1. Që e ka vlerën njëqind lekë. *Kartëmonedhë njëqindlekëshe.*

2. Që e ka çmimin njëqind lekë. *Stof njëqindlekësh. Këmishë njëqindlekëshe.*

3. if *em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Kartëmonedhë me vlerë njëqind lekë, qindëshe. *Katër njëqindlekëshe. Nxori një njëqindlekëshe.*

NJËQINDMETËRSH,~I *m. sport.* Rrugë a lar-gesë prej njëqind metrash, që përshkohet me vrap gjatë garës; garë vrapimi, pjesëmarrësit e së cilës duhet ta përshkojnë në një kohë sa më të shkurtër këtë rrugë a largesë prej njëqind metrash. *Gara e njëqindmetërshit. Njëqindmetërshi për meshkuj (për femra). Njëqindmetërshi me pengesa.*

NJËQINDMIJËSH,~I *m.* Lëvizje e emulacionit socialist në radhët e shoferëve për të përshkuar njëqind mijë kilometra pa ndreqje të përgjithshme të automjetit. *Punon (lufton) për njëqindmijëshin. Plotësoi njëqindmijëshin.*

NJËQINDMtjTË (l,e) *num. rresht.* 1. Që i përgji-gjet numrit njëqind mijë në një varg të pandërprerë sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim, në një seri etj. *Kilometri i njëqindmijtë.*

2. *përd. em. f.* Njëra nga të njëqind mijë pjesët e barabarta, në të cilat është ndarë një e tërë. *Një e njëqindmijta e gjatësisë.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

NJËQlNDTË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit njëqind në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim, në një seri etj. *Kilometri i njëqindtë. Dita e njëqindtë. Kabina e njëqindtë.*

*2. përd. em. f.* Një nga të njëqind pjesët e barabarta, në të cilat është ndarë një e tërë. *Një e njëqindta.*

3. *bised.* Që i përgjigjet një numri shumë të madh, por të papërcaktuar. *la thanë (e paralajmëruan) për të njëqindtën here.*

*4. Pird. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.

5. *si em. f. vet. sh.* ~AT (të). Periudhë prej njëqind vjetësh si moshë. *mbushi (j ka kaluar) të një-qindtat. "" - -.*

NJËQINDVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat njeqind^ vjet, që vijon njëqind vjet; që kryhet brenda njëqind vjetësh. *Periudhë njëqindvjeçare.*

2. Që është njëqind vjec, që ka jetuar a që jeton njëqind vjet. *Plak njëqindvjeçar. Pishë njëqindvjeçare.*

3. *si em.* ~, ~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Periudhë prej njëqind vjetësh, qindvjeçar, shekull. *Në njëqindvje-çarin e dhjetë. Kane kaluar dy njëqindvjeçare.*

NJËQINDVJETOR,~I *in.* Përvjetori i njëqindtë i një ngjarjeje të shënuar ose i Undjes a i vdekjes së dikujt; përkujtimi i këtij përvjetori. *Njëqindvjetori i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. Njëqindvjetori i botimit të Manifestit të Partisë Komuniste. Përkujtimi i njëqindvjetorit të Undjes së Nairn Frashërit.*

NJËRI, NJËRA *pakuf.* 1. Vetëm një nga të dy ose nga të dyja; vetëm një nga disa (kur një qenie, një send etj. e veçojmë nga një tjetër ose nga të tjerë të të njëjtit lloj). *Njëri nga të dy. Njëra nga të dyja. Njëri nga djemtë. Njëra nga vajzat. Njëri pas tjetrit. Here njëri, here tjetri. Ngri njërën këmbë! Mbyll njërin sy. Nga njëra anë. Në njërën anë. Njëri erdhi, tjetri s'ka ardhur. Njëra dorë Ian tjetrën, të dyja lajnë fytyrën. fj. u.*

2. *bised.* Një njeri i papërcaktuar, një, dikush. *Ma tregoi njëri. E dëgjova nga njëri. Erdhi njëri e të kërkonte. la tha njçrit.*

3. Përdoret kur kundërvëmë ose kur krahasojmë njerëz, qenie, sende a dukuri (në bashkëvajtje me tjetri). *Njëri me i mirë se tjetri. Njëra më e bukur se tjetra. Si njëri tjetri* të dy (të gjithë) njësoj. *Ndryshe njëri, ndryshe tjetri.*
•*k* Bëri njërën a) bëri të gjitha përpjekjet, pa marrë parasysh asgjë, për të arritur atë që donte ose për të mos pranuar diçka të padrejtë; b) bëri shumë zhurmë për diçka që nuk i pëlqente.

NJËRI-TJETRI, NJËRA-TJETRA *pakuf.* Përdoret kur flasim për njerëz, kafshë, sende e dukuri që lidhen ndërmjet tyre, veprojnë së bashku a në më-nyrë të ndërsjellë njëri ndaj tjetrit, vijnë në mënyrë të njëpasnjëshme e kanë lidhje ndërmjet tyre në ha-pësirë, në kohë etj. *E duan (e kuptojnë mirë) njëri-tjetrin. Mësojnë nga njëri-tjetri. Shkojnë te njëri-tjetri. V përqafuan (u zunë, u morën vesh) me njëri-tjetrin. Jane lidhur me njëri-tjetrin. Ndikonin mbi njëra-tjet-rën, Kanë lindur për njëri-tjetrin. Ishin larg (ttfër, pranë) njëra-tjetrës. Vijnë pas njëra-tjetrës. Këto ndërmarrje varen prej njëra-tjetrës.*

NJËRROKËSH,~E *mb. gjuh.* Që përbëhet nga një rrokje, që ka një rrokje. *Fjalë njërrokëshe.*

NJËSI,~A *f.sh.* ~, ~TË. 1. Numri me i vogël në vargun e numrave natyrorë; madhësia që përfa-qëson ky numër. *Katra ka katër njëshe ose katër njësi. Shtoj (heq) disa njësi. Është tetë njësi me i madh.*

2. Madhësi që merret si bazë për të numëruar ose për të matur madhësi të tjera të një fare. *Njësi the-melore (bazë). Njësi elektrike (magnetike). elektr, Njësi këndore. mat. Njësi lëvizore. spec. Njësi termike. spec. Njësi e prejardhur. spec. Njësi e rendit të dytë. mat.* dhjeta. *Njësi e rendit të tretë. mat.* njëqind. *Njësi hamullore. bujq. Njësia jonë monetare. fin.* leku. *Njësi ushqimore. spec. Njësi gjatësie (vëllimi, peshe). Njësi prodhiml. ek. Njësi matjeje. Njësi pune. spec. Njësi toke. bujq. Njësitë e masës (e peshës). fiz. Njësia e kohës. fiz. Njësitë e sipërfaqes. Sistemi ndërkombëtar i njësive.*

3. *usht.* Formacion i madh ushtarak, që përbëhet nga disa reparte (batalione, grupe etj.) a nga disa brigada të një arme ose të arraëve të ndryshmedhe që kryen detyra të caktuara luftarake; formacion i vogël usbtarak që kryen një detyrë të veçantë. *Njësi ushtarake. Njësi tokësore (detare, ajrore). Njësi par-lizane. Njësi të zgjedhura.*

*Njësi luftuese. Njësi lankiste, Njësi të specializuara. Njësi të motorizuara. Njësi operative (taklike). Njësi gjitharmëshe. Njësi të flotës (të aviacionit). Njësi e nëndetëseve. Njësi rakflash. Njësi patruliimi. Njësi të vetëmbrojtjes.*
4. Dyqan i veçantë ku shiten, grumbullohen a ndreqen sende lë ndryshme. *Njësi tregtare (ushqimore, industrial). Njësi shërbimi. Njësia (numir) 105. U hapën njësi të reja.*
5. Ndarje gjeografike, administrative, ekonomike "tj., që bën pjesë në një të tërë. *Njësi gjeografike (ierritoriale). Njësi administrative. Njësi ekonomike.*
6. *gjuh.* Element bazë në sistemin e gjuhës ose në nënsistemet e saj. *Njësi fonetike (fonohgjike, sintak-sore, leksikore, frazeologjike).*
7. Të qenët i bashkuar si një gjë e vctme, të qenët i pandashëm, të qenët një; lidhje e ngushtë dhe e pa-ndashme ndërmjet njerëzish, gjërash etj. *Njësia eko~ n6mike. Njësia politike. Njësia kombëtare. Njësia e radhëve të partisë. Njësia e popullit. Njësia e mendimit dh)e e eprimtt.*
*9.* Të qenët i njësuar, i përgjithshfim e i përbashkët, të qenët një për të gjithë. *Njësia e gjuhës. Njësia e nor-mis gjuhësore (e drejtshkrimit).*
9. Të qenët i njëjtë a shumë i ngjashëm; përbash-kësi. *Njësi mendimesh. Njësi pikëpamjesh. Njësi ve-primesh.*
10. Vijimësi e pandërprerë dhe e rregullt në ndër-timin e në thurjen e një vepre letrare, shtjellim i ngjarjeve i lidhur si duhet etj.; lidhje e ngushtë e shkrirje e harmonishme e elementeve rreth një ideje, rreth një çështjeje themelore në një vepIr letrare, shkencore etj. *Njisia e ndërtimit. Njësia e veprimit. Njësia e veprës.*
NJËSlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve NJËSOJ, NJËSOHEM. *NJësimi i kombit. Një-simi i gjuhës letrare (i drejtshkrimit). Njëstmi i komandës. usht. NJësimi i monedhës. Njëstmi i çmimeve. NJësimi i programeve shkollore. Njësimi i mendimeve (i pikë-pamjeve). NJësimi i kërkesave.*
NJËSIPËRFÇQSHËM (I), ~ME (e) *mb. gjeom.* Që ka sipërfaqe të barabartë me një tjetër. *Figura të njësipërfaqshme. Faqe të njësipërfaqshme të një trupi gjeometrik.*
NJËSfSHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që përbën një të tërë të vetme e të pandashme, që është i bashkuar si një gjë e vetme, që formon një njësi. *Qeveri e njësishme. Republikë e njësishme. drejt. Shtet i njësishëm. Ekonomi e njësishme.*
2. Që është i njësuar, i përgjithshëm e i përbashkët, që është një për të gjithë. *Gjuhë e njësishme. Drejt-shkrim i njësishëm.*
NJËSISHT *ndajf. libr.,vjet.* 1. Në mënyrë të njëjtë a shumë të ngjashme; në mënyrë të barabartë, si një e një, barabar, njësoj. *Nuk zbatohe] ligji njësisht për të gjithë. Përdoreshin njësisht. U përhap njësisht.*
2. Bashkërisht,
NJËSlT,-~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* 1. *hist.* Grup i vogël partizanësh ose ilegalësh gjatë Luftës NacionaX-çlirimtare, që kryente veprime të armatosura jwcde-
tyra të tjera. *Njësit partizan. Njësitet guerile. Njësiti i fshatit. Komandanti i njësitit. Aksionet e njësitit.*
2. Formacion i vogël ushtarak. *Njësit vrojtues. Njësitet e luftimit. Njësitet vullnetare popullore. Njësiti i shërbimit.*
NJËSOHET *vetv.* 1. Bashkohet n6 një të vetme, 1i-dhet më të tjerë dhe formon një të tërë të vetme e të, pandashme; bashkohet në një njësi, përqendrohet në një; bëhet i njësishëm. *Njësohet kombi. Njësohet një parti (një organizatë). Njësohet popullsia.*
*2.* Bëhet i njëjtë a shumë i ngjashëm, bëhet i një-trajtshëm; bëhet i barabartë, barazohet; bëhet njësoj. *Njësohen veshjet. Njësohen mendimet (pikëpamjet).*
*3. Pës. e* NJËSOJ.
NJËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bashkoj në një të vetme, lidh në një tërësi të vetme e të pandashme dy a me shumë sende, njësi, pjesë etj., që janë të ndryshme; bashkoj në një njësi, përqendroj në njc'; e bëj të njësishëm. *Njësoj forcat. Njësoj një organizatë. Njësoj komandën. usht.*
*2.* E bëj të njësuar, të përgjithshëm e të përbashkët, e bëj një për të gjithë. *NJësuam gjuhën (drejtshkrimin, normën gjuhësore).*
3. Bëj të njëjta a shumë të ngjashme gjëra të ndryshme, i bëj të njëtrajtshme; i bëj të barabartë, barazoj, bëj njësoj. *Njësoj veshjen. Njësoj çmimet. Njësoj monedhën. Njësoj normal. Njësoj kirkesat. Njësoj programet shkollore.*
NJËSOJ *ndajf.* 1. Në po atë mënyrë, në të njëjtën shkallë, pa dallim, pa ndryshim. *Visheshin njësoj. E bëri njësoj. Ka marrë njësoj* (për diçka që ngjyhet a lyhet). *Veprojnë (punojnë, mendojnë, flasin) njësoj. Janë rritur njësoj. GJithnjë njësoj.*
*1.* Barabar, në po atë masë, pa u dalluar njëri nga tjetri, si njëri tjetri; me po ato të drejt a, detyra etj. *dua njësoj. I kam njësoj. Jemt njësoj. Paguhen (trah tohen) njësoj. Duken njësoj. Njësoj si të tjerit.*
• SJane t" gjlthe glshttrlnjtë njësoj *shih te* GISHT,~I.
NJËSOJSHËM (1), ~ME (e) *mb. shih* NJËLLOJTË (i,e).
NJËSOJSHMËRl,~A . *libr. shih* NJËLLOJ-SHMËRI,~A. *NJësoJshmëria e breznisë. bujq.*
NJËSOJTË (I,e) *mb. shih* NJËLLOJTË (i,e).
NJËSOR,~E *mb.* 1. *libr.* Që është një për të gjithë, që është vetëm një, i njësishëm. *Gjuha letrare njësore. Norma njësore. Bazë njësore.*
*2. spec.* Që ka të bëjë me një njësi të matjes. *Trysnia njësore* trysnia që ushtrohet në një njësi të sipër-faqes, *Çmimet njësore* çmimet për një njësi prodhimi.
NJËSCAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë i njëjtë a shumë i ngjashëm, që është barazuar, që është njësuar. *Çmlme të njësuara.*
2. Që është përpunuar për të qenë i përgjithshëm e i përbashkët. që është bërë një për të gjithë. *GJuJui letrare e njësuar. Drejtshkrim injsnar.^*
NJËSUES,~E *mb. Qiçon* drejt njësimit, që i shërben njësimit Qënjëson. *Rregulla njësuese. Qendër njësue$e^~t.Uan rot njësues.*
" NJËSH,~I *m.sh.* ~A, ~AT. 1. Numri një. *Me i madh se njishi. Rrënja katrore e njëshit është një.*2. *vet. nj. fig.* Një njeri, një qenic a një send, duke e marrë veças.
3. Note më e ulët në sistemet e vlerësirait të dijeve me pese ose me dhjetë nota dhe nota më e lartë në sistemin me katër nota. *Mori njësh. I vuri njësh,*
4. Asi (në lojën me letra). *Hodhi njëshin. Kam dy njësha.*
NJËSH *ndajf.* 1. Bashkë me një tjetër a më të tjerë, tok e të pandarë, duke qenë të shkrirë në një njësi të vetme, së bashku; *kund.* veç. *U bënë njësh. Rro)në njësh. Erdhën (vajtën) njësh. I bënë njësh arat (bagëtitë). Punojnë njësh. Shkrihen njësh me popullin (me masat, me ushtarët). Shkruhen njësh (fjalët).*
2. Njëlloj, njësoj, një, barabar; në mënyrë të një-trajtshme; në mënyrë të shkrirë e të padallueshme, rrafsh.

*U be njësh me token (me gurët, me shkëmbin). Qielli ishte bërë njësh me detin. Ecte njësh me ne. Buza e tenxheres nuk vinte njësh. Këndojnë njësh* këndojnë në një zë.'
3. *Bised.* Në të njëjtën kohë, njëkohësisht. *Niësh i kemi ndërtuar shtëpitë.*
4. Në një pjesë, në një fill etj. (përdoret edhe së bashku me parafjalën me). *Fill njësh. Bllok njësh. E bëj (e hap) me njësh çarçafin. E bëri perin (fillin) (me) njësh.*
• £ bëri njësh (një) me token *shih tek* TOKË,~A i. U be njësh (një) me token *shih tek* TOKË,~Ai.
NJËSHE,~T . *vet. sh. mat.* Numrat që nga një deri në nëntë, të cilët formojnë shtyllën e parë nga e djathta në numrat me shumë shifra. *Shtylla e njësheve. Veprimet me njëshe. Mbledhim njëshet.*
NJËSHE *mb.* 1. Që merr vetëm një njësi, që nxë një njësi (zakonisht për enët); që është për një njeri. *Xhezve njëshe. Barkë njëshe. Dhomë njëshe. Shtrat njësh. Këngë njëshe* këngë në një zë.
2. *si em.* NJËSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë
që nxë një njësi; dhomë me një shtrat për një njeri; këngë në një zë. *E bëri kafen në njëshe. Njëshet janë zënë. la mori një njësheje.*
NJËSHEKULLOR,~E *mb.* Që ka zgjatur një shekuli, që është kryer gjatë një shekulli. *Rruga një-shekullore.*
NJËSHËM (i), ~ME (e) *mb. vjet.* 1. I njëjtë. *Qëllim i njëshëm. Program i n)ëshëm.*
*1.* I njësuar, i njësishëm. *Komb i njëshëm. Çmime të njëshme.*
3. I barabartë. *Vota të njëshme.* NJËSHKOLONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Radhë
njerëzish, automjetesh etj. të rreshtuar njëri pas tjetrit një nga një, kolonë për një. *Njëshkolona partizane. Njëshkolona e makinave. Në krye të njëshkolonës. U rreshtuan (u vunë) në njëshkolonë. Ecin (marshojnë, ngjiten) në njëshkolonë.*
NJËSHTRESOR,~E *mb. spec.* Që ka një shtresë, që përbëhet prej një shtrese të vetme. *Tel njështresor. Bobinë njështresore.*
NJËTEHËSH,~E *mb.* Që ka vetëm një teh. *Thikë (shpatë) njëtehëshe. Brisk njëtehësh.*
NJËTELESH,~E *mb. muz.* QË ka vetëm një tel, me një tel (për veglat muzikore).
NJËTINGULLT (i, e) *mb.* Që ka a që nxjerr gjith-një PQ atë tingull.
NJËTONËSH,~E *mb.* Që pesnon një ton; që nxë një ton; që mund të mbajë a të ngrejë një ton. *Ngarkesë njëtonëshe. Vinç njëtonësh. Makinë njëto-nëshe.*
NJËTRAJTËSI,~A . *libr. shih* NJËTRAJTSH-MËRI,~A.
NJËTRAJTESIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NJËTRAJTËSOJ, NJËTRAJTËSOHET.
*Njëtrajtësimi i ngjyrës.*
NJËTRAJTËSISHT *ndajf.* Në mënyrë të njëtrajt-shme, në mënyrë të njëllojtë a të njëjtë gjatë gjithë kohës; në mënyrë të pandryshueshme. *Përhapet (shpër-ndahet) njëtrajtësisht. Ngrihet njëtrajtësisht. Ngjyroset njëtrajtësisht. Lëvizje njëtrajtësisht e ndryshuar (e për-shpejtuar, e ngadalësuar). fiz.* lëvizje në të cilën shpe j-tësia ndryshon (zmadhohet, zvogëlohet) në madhësi të barabartë. në pjesë kohe të barabarta.
NJËTRAJTËSOHET *vetv.* 1. Bëhet i njëtrajtshëm nga pamja e jashtme, nga forma, nga ngjyra etj.; bëhet i njëjtë e pa ndryshime. *Njëtrajtësohet ngjyra.*
2. Bëhet shumë i ngjashëm a i afërt me një tjetër. *Njëtrajtësohet tipi. Njëtrajtësohen stilet.*
3. *Pës. e* NJËTRAJTËSOJ.
NJËTRAJTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj
diçka të njëtrajtshme nga pamja e jashtme, nga trajta, nga ngjyra etj.; e bëj të njëjtë e pa ndryshime. *Një-trajtësoj veshjen. NjctrajtësoJ një tretësirë.*
2. E bëj diçka shumë të ngjashme a të afërt me një tjetër. *Njëtrajtësoj veprimet. Njëtrajtësoj tipin.*
NJËTRAJTËSH,~E *mb.* Që ka vetëm një trajtë. *Fjalë njëtrajtëshe.*
NJËTRAJTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është a që bëhet kudo njëlloj, që ka të njëjtën trajtë a të njëjtat veti gjatë gjithë kohës; që është i njëjtë kudo a për të gjithë; që nuk ndryshon. *Ujitje e njëtrajtshme. Prerje e njëtrajtshme. Mbirje e njëtrajtshme. Ngjyrosje e njëtrajtshme. Përhapje (shpërndarjë) e njëtrajtshme. Lëvizje e njëtrajtshme. fiz.* lëvizja e një trupi, i cili në kohë të barabarta përshkon rrugë të barabarta. *Në mënyrë të njëtrajtshme,*
NJËTRAJTSHMËRI,~A . *libr.* Të qenët njëlloj a më të njëjtat veti në të gjitha pjesët përbërëse, të qenët i njëtrajtshëm; të qenët pa ndryshime. *Një-trajtshmëria e tokës. Njëtrajtshmëria e shtresës. Një-trajtshmëria e ngarkesës. Njëtrajtshmëria e lëvizjes. fiz.*
NJËTRUNGËSHE *mb. vet. f.* Që është e ndërtuar prej një trungu të vetëm, të zgavruar në pjesën e mesme (për barkat). *Barkë njëtrungëshe.*
NJËTHELBOR,~E *mb. bot.* 1. Që e ka farën me një thelb. *Fare njëthelbore. Bimë njëthelbore.*
2. *si em.* ~E, ~JA . *zakon. sh.* ~E, ~ET. Klasë bimësh, që i kanë farat me një thelb; bimë që bën pjesë në këtë klasë.
NJËTHUNDRAK,~E *mb. zool.* 1. Që ka në se-cilën këmbë vetëm një thunder (për kafshët). *Kafshë njëthundrake* kali, gomari etj.
2. *si em.* ~, ~U *m. zakon. sh.* ~Ë, ~ËT. Familje kafshësh, ku hyjnë kali, gomari, mushka e zebra, që kanë në secilën këmbë vetëm një thunder. *Rritja e njëthundrakëve. Shtimi i njëthundrakëve.*NJËVALENT,~E *mb. kim.* Që e ka valencën 1. *Element njëvalent. Hidrogjeni është njëvalent.*
NJËVEGJËSH,~E *mb.* Që ka vetëm një vegjë a një vesh (për enët).
NJËVENDËSH,~E *mb.* Që është për të ndenjur vetëm një njeri.
NJËVETOR,~E *mb. gjuh.* Që përdoret vetëm në vetën e tretë njëjës a shumës (për foljet si kllоçit, flitet, dihet etj.). *Folje njëvetore.*
NJËVËLLIMËSH,~E *mb.* Që përbëhet vetëm nga një vëllim, që botohet në një vëlJim të vetëm. *Fjalor njëvëllimësh. Botim njëvëllimësh.*
NJËVËLLIMSHËM (i), ~ME (e) *mb. gjeom.* Që ka vëllim të barabartë me një tjetër. *Trupa të një-vëllimshëm.*
NJËVlTI *ndajf.* Parvjet; dy-tre vjet me pare. *Një-viti ra shumë bore.*
NJËVlTMË (i), ~E (e) *mb. bised.* I njëvitshëm. *Kalendari i njëvitmë.*
NJËVITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I parvjetshëm, i jdy-tre vjetëve me pare. *Dëborë e njëvitshme. Miser i \njëvitshëm. Ngjar Jet e njëvitshme.*
NJËVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat një vit, që vijon një vit; që kryhet brenda një viti. *Periudhë njëvjeçare. Plan njëvjeçar. Kurs njëvjeçar. Veprimtari (punë) njëvjeçare. Përvojë njëvjeçare.*

2. Që është një vjeç, motak. *Fëmijët njëvjeçare. Kec (qengj, viç) njëvjeçar.*
3. *bot.* Që e kryen ciklin e plotë të zhvillimit brenda një viti. *Bimë (lule) njëvjeçare.*
*4.* Që është prodhuar një vit më parë dhe ruhet që prej një viti në gjendje të mirë (zakonisht për disa friita e perime). *Ftonj njëvjeçare. Arra (lajthi, bajame, mollë) njëvjeçare. Fasule njëvjeçare.*
5. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 e 3 të mbiemrit.
NJËVJETOR,~I *m.* Përvjetori i parë i një ngjarjeje <ë shënuar ose i lindjes a i vdekjes së dikujt; përkuj-tinii i këtij përvjetori. *Njëvjetori i krijimit të organi-zatës. Njëvjetori i vdekjes së dikujt.*
NJËVLEFTSHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* NJË-VLERSHËM (i), ~ME (e).
NJËVLERËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. 1. *spec.* Diçka që ka të njëjtën vlerë, sasi a cilësi me një gjë tjetër, diçka e njëvlershme me një gjë tjetër; diçka, e cila mund të zëvendësojë plotësisht një gjë tjetër. *Njëvlerës algjebrik. mat. Njëvlerës mekanik i dritës. fiz. Njëvlerës mekanik i ngrohtësisë. fiz. Njëvlerës termik. fiz.* ! *Njëvlerës kimik. kim. Gjej njëvlerësin.*
*2. gjuh.* Fjalë a shprehje, që mund të zëvendësojë plotësisht nga kuptimi dhe nga funksioni një fjalë ose një shprehje tjetër.
NJËVLERËSI,~A . *spec.* Të qenët i njëvlershëm me jdiçka tjetër. *Njëvlerësia e një sistemi barazimesh. Marrëdhënie njëvlerësie.*
N^JËVLERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka të njëjtën vlerë me diçka tjetër; që ka të njëjtin kuptim me diçka tjetër; që mund ta zëvendësojë plotësisht diçka tjetër; i barasvlershëm. *Madhësi (pjesë) të njëvlershme. Barazime të njëvlershme. Shprehje të njëvlershme. Ndërtime sintaksore të njëvlershme. Figura të njëvlershme. gjeom.* figura që kanë sipërfaqe të ba-
rabarta, megjithëse forma e tyre gjeometrike mund të jetë e ndryshme. *Trekëndësha të njëvlershëm. gjeom. Trupa të njëvlershëm. gjeom.* trupa që kanë vëllime të barabarta, megjithëse forma e tyre gjeometrike mund të jetë e ndryshme.
NJËVLERSHMËRI,~A . *libr. shih* NJËVLERËSI,~A.
NJËZAJ *ndajf.* Njësh; së toku, së bashku; një-kohësisht. *Bashkohen dhe rrjedhin njëzaj* (për dy lumenj).
• (Per) së njëzaj nga e para, nga fillimi; edhe një here.
NJËZET *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me dy dhjeta, dhjetë edhe dhjetë. *Njëzet ditë (muaj, vjet). Njëzet veta. Njëzet vjeç.*
*1. përd. num. rresht.* I njëzetë. *Dhoma (kabina) njëzet. Në kilometrin njëzet. Vitet njëzet* dhjetëvje-tëshi i tretë i një shekulli.
NJËZETDITOR,~E *mb.* 1. Që ka njëzet ditë, që përbëhet nga njëzet ditë. *Periudhë njëzetditore. Fushim njëzetditor.*
2. JI *em.* ~, ~I *m.* Njëzet ditët e para të çdo muaji. *Plani i njëzetditorit.*
NJËZETEKATËRORËSH,~E *mb.* Që zgjat një ditë e një natë pa ndërprerje, që zgjat njëzet e katër ore. *Shërbim njëzetekatërorësh.*
NJËZETË (i,e) *num. rresht. 1.* Që i përgjigjet numrit njëzet në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Radha e njëzetë. Nxënësi (ushtari) i njëzetë. Fleta (faqja) e njëzetë. Kilometri i njëzetë. Shekulli i njëzetë. Përvjetori i njëzetë.*
2. *përd. em. f.* Një nga të njëzet pjesët e barabarta, në të cilat është ndarë një e tërë. *Një e njëzeta. Peië të njëzetat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.
4. *si em. . vet. sh.* ~AT (tS). Periudha prej njëzet vjetësh si moshë. *mbushi të njëzetat.*
NJËZETËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Njëzet njësi (në numërim); grup prej njëzet njësish të një lloji a tipi. *Njëzetëshi i pare.*
NJËZETËSHE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Një Iloj pistolete me njëzet fishckë. *Zbrazi njëzetëshen.*
NJËZETQINDARKËSH,~E *mb.* 1. Që e ka vle-rën njëzet qindarka. *Monedhë njëzetqindarkëshe.*
*2.* Që e ka çmimin njëzet qindarka. *Pullë njëzetqindarkëshe. Zarf njëzetqindarkësh.*
3. *si em.* ~E, *~JKf.sh.* ~E, ~ET *bised.* Monedhë me vlerë njëzet qindarka.
NJËZETVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat njëzet vjet, që vijon njëzet vjet; që kryhet brenda njëzet vjetësh. *Veprimtaria (puna) njëzetvjeçare. Rruga njëzetvjeçare.*
*2.* Që është njëzet vjeç. *Të rinjtë njëzetvjeçare. Vajzë njëzetvjeçare. Partizan njëzetvjeçar.*
3. *si em.* ~, ~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Periudhë prej njëzet vjetësh. *Njëzetvjeçari i parë i këtij shekulli. Njëzetvjeçari 1950-1970.*
*4. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ne, një-zetvjeçarët.*
NJËZETVJETOR,~I *m.* Përvjetori i njëzetë i një ngjarjeje të shënuar ose i lindjes a i vdekjes sëdikujt; përkujtimi i këtij përvjetori. *Njëzetvjetori i Çlirimit. N)ëzetvjetori i Universitetit. Festuan njëzet-vjetorin.*
NJËZË *num. përk., bised.* Një. *Njëzë fjalë. Kam vetëm njëzë. Kishte njëzë bijë (njëzë djalë).* • Njëzë e njëzë njëenjëzë.
NJËZËRI *ndajf.* 1. Të gjithë së bashku me një zë. *Thanë njëzëri. Folën (thirrën, u përgjigjën) njëzëri.*
2. *fig.* Duke qenë të gjithë në një mendje dhe pa shprehur askush ndonjë mendim a qëndrirn të kun-dërt ose të ndryshëm, me miratimin e të gjithëve; duke e dhënë votën e tyre të gjithë për një vendim, për një kandidat etj. *V miratua njëzëri. U zotuan (pranuan, vendosën) njëzëri. E dënuan njëzëri. U zgjodh njëzëri. Votuan njëzëri për kandidat ët e Front it De-mokratik.*
NJËZËSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është mira-tuar a është pranuar njëzëri; që shpreh mendimin e përbashkët të të gjithëve; që ka fituar votat e të gjithë pjesëmarrësve në votim; i përgjithshëm. *Miratim (pranim, pëlqim) i njëzëshëm. Vendim i njëzëshëm. Përkrahje e njëzëshme. Vota të njëzëshme. Përgjigje e njëzëshme. Vullnet i njëzëshëm. Në mënyrë të njëzëshme.*
NJËZËSHMËRl,~A . *libr.* Njëjtësi e plotë e mendimeve, e pikëpamjeve dhe e qëndrimeve të të gjithë pjesëtarëve të një grupi njerëzish; të qenët të njëzëshëm. *Njëzëshmëri e plotë. Shprehje e njëzëshmë-risë. Parimi i njëzëshmërisë.*
NJËZIM,~I *m. shih* NJËSIM,~I.
NJËZOHET *vetv. shih* NJËSOHET.
NJËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* NJËSOJ.
NJËZUAR (i,e) *mb. shih* NJËSUAR (i,e).
NJIHEM *Vetv.* 1. I paraqitem dikujt dhe i them se kush jam; i paraqitemi njëri-tjetrit dhe i themi se kush jemi; e di se kush është dikush dhe ai e di se kush jam unë; lidh marrëdhënie shoqërore me dike. *Njihem me shokët e*

*shkollës (e punës). Të njihemi! Njihemi prej kohësh. Jemi njohur në aksion. U njohëm në punë.*
2. *fig.* Marr njohuri për diçka duke pare, lexuar e studiuar të dhënat e materialet që kanë të bëjnë me atë a duke dëgjuar njoftimet që jepen për atë, duke lexuar a duke parë veprat e dikujt etj. *U njohën me materialet e Kongresit. U njohëm me vendimet (me rregulloren). Njihem me krijimet e një piktori (skulp~ tori, kompozitori, shkrimtari). Njihem nga afër me diçka* e shoh a e lexoj vetë, drejtpërdrejt e me kujdes.
3. *vet. veta HI.* Ka, është, gjendet; jeton, pranohet. *Zakone që nuk njihen më të ne. Peshq që nuk njihen në ujërat tona. Sëmundje që nuk njiheshin me pare.*
4. *kryes. veta III.* Zbulohet, e tregon veten se ç'është, merret vesh kush është a si është. *Njeriu njihet në punë. Nuk njihet me një ditë. Hekuri njihet në zjarr, miku në nevojë.fj. u. Kroi i mirë njihet në kohë të thatë.fj.u.*
5. *Pës. e* NJOH.
• Njihet me gisht *shih te* GISHT,~I.
NJILË,~A . *sh.* ~A, -AT *zool.* Lloj peshku i ujërave të ëmbla, i ngjashëm me krapin e me kokë të mprehtë si të ngjalës, me kurriz të murrmë, me bark të bardhë e me pika, që e ka mishin të shijshëm, por me shumë hala. *Njila liqeni (lumi).*
NJIMTAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Mashtrues; i pabesë.
NJIMTË *ndajf. vjet.* Në mënyrë mashtruese, me mashtrim, më të pabesë. *E hëngri njimtë* e mashtroi, e hëngri më të pabesë.
NJIMTI,~A . *vjet.* Mashtrim, dhelpëri; pabesi.
NJIMTlM,~I *m.sh.* ~E, ~ET *vjet.* Mashtrim; fjalë mashtruese.
NJIMTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *vjet.* Gënjej dike me lajka; mashtroj; e shtie në kurth, e ha më të pabesë.
NJISHË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Kasolle me kashtë, e gjatë dhe e ulët, ku mbahet bagëtia e imët.
NJOFTIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NJOFTOJ, NJOFTOHEM.
2. Kumtim a lajm që na jepet për diçka, ajo që na njoftohet; të dhëna që na bëhen të njohura. *Njof-time të përditshme. Vijnë njoftime. Japin njoftime me radio. Iu drejtua për njoftime më të hollësishrne.*
3. *kryes. sh.* Të dhëna, zakonisht burimore, rreth dikujt a diçkaje; njohuri rreth një çështjeje. *Njoftime të tërthorta (të përpikta). Njoftime bibliografike. Njoftimet që mwrim nëpërmjet shqisave.*
4. Dijeni. *Sa për njoftim. S"kam njoftim. Marr njoftim.*
NJOFTOHEM. *Pës. e* NJOFTOJ.
NJOFTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Jap një lajm, bëj një njoftim; lajmëroj; bëj të njohur një vendim, një udhëzim a një urdhër. *Njoftoj shokët për mbledh-jen. Njoftoj datën e nisjes. Njoftoj adresën. Njoftoj një vendim.*
*2. edhzjokal.* Vë në dijeni dike, i bëj të ditur dikujt. *Njoftuan kolektivin për detyrat e reja. Njoftoi drejtorin për diçka. Njoftoi organet përkatëse.*
3. Bëj të njohura disa të dhëna, kumtoj rreth një çështjeje, rreth një ngjarjeje etj. *Njoftoi për zbulimet e reja. Agjencitë e lajmeve njoftojnë se...*
NJOFTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që njofton diçka, ai që bën një njoftim.
NJOH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Fitoj dije të përpikta për sendet e dukuritë e botës që na rrethon, duke hyrë në thelbin e tyre dhe duke zbuluar lidhjet e tyre të brendshme objektive. *Njoh botën. Njoh jetën. Njoh ligjet e zhvillimit.*
*1.* Kam fituar ose fitoj pjohuri të gjithanshme për një fushë, për një vepër a tërësi veprash ose për një mjeshtëri të caktuar, duke studiuar ose në bazë të përvojës; zotëroj, kam dijeni të përpikta për diçka, e di mirë diçka. *E njeh mirë letërsinë shqiptare (fol-klorin, muzikën popullore). E njeh mirë veprën e Nairn Frashërit. E njeh mirë punën (zanatin) e vet. Njoh një gjuhë të huaj. Njoh botën e fëmijëve. I njoh njerëzit. E njeh gjendjen. E njoh me pëllëmbë atë krahinë. Nuk e njoh këtë metodë. E njoh në majë të gishtave. E njoh me rrënjë e me degë* e di thellë e me imtësi.
3. E di se kush është, di një varg gjërash kryesore nga jeta e dikujt; e kam parë a e kam takuar vetë dike dhe i mbaj mend fytyrën e tij a tiparet e tij dalluese. *A mi njeh? Nuk e njoh këtë lojtar. E njoh mirë (pak, nga afër). Njeh shumë* ka shumë të njohur. *E njoh me emër. E njohin edhe gurët. E njoh me rrënjë* e njoh shumë mirë.
4. Shquaj, dalloj, e gjej se kush a cili është, ç'gjëështë a e kujt është (kryesisht në bazë të shenjave të jashtme). *Enjoha nga zëri (nga të folurit, nga të ecurit). E njoha nga flokët (nga sytë, nga shenja në bollë)\ I njoh gjërat e mia. E njoh pushkën time. Mezi e njoha fshatin ku kam lindur.*
5. E kuptoj mire se kush është, e zbuloj nga të gjitha anët, bindem plotësisht se ç'njeri është. *Ende s'e ke njohur kush është? Do të me njohësh me vonë. E kush e kishte njohur! Kur m'u dogjën mullarët, njoha miqtë e kumbarët. fj.u.*
6. Di të p:rcaktoj mire vetitë e cilësitë e një sendi, të një kafshe, të një dukurie etj. *E njeh rakinë (VerënJ. I njeh pjeprat. I njeh bimët mjekësore (kërpudhat). I njeh qengjat (kuajt). E njeh token. E njeh kohën. Ku dt të njohë ai!*
7. Provoj në jetë, e vuaj vetë, përjetoj. *Ka njohur shtypjen e shfrytëzimin. Nuk ka njohur gëzim. Nuk ka njohur brengë (hidhërim). Njeh vetëm fitore.*
8. Përfill, pranoj, marr parasysh, kam (zakonisht në hdërtime mohore). *Nuk njeh lodhje. Nuk njeh kufi. Nuk e njeh frikën.*
9. I paraqit dikujt dike, i them se kush është. *E njohu me shokët.*
10. Bëj të ditur, vë në dijeni; bëj që dikush të ketë dijeni rreth diçkaje. *Njoh lexuesit me përmbajtjen e një libri. Njoh dëgjuesit me programin e emisioneve (me\përbërjen e skuadrate, me përfundimet e ndeshjeve).*
11. Pranoj; e quaj të ligjshëm, e pranoj si të vër-tetë, të drejtë a të meritueshëm. *E njohën qeverinë (shte-tin e ri). Njoh të drejtat (meritat) e dikujt. E njohën zyrtarisht. E njohën për kryezot. vjet. Id njohën atësinë. Nuk e njeh për vëlla (për baba, për bir). E njohu gabimin.*
12. Kam përshtypjen a bindjen se dikush zotëron veti a cilësi të caktuara, e quaj ose e vlerësoj si të tillë a të këtillë. *E njoh për trim (për burrë të mirë). E njoh për të zgjuar. Nuk e njoh për njeri të tillë.*
• Nuk e njeh historia *shift te* HISTORI,~A. la njoh kokën *dikujt keq. shih le KOKjË,~A 4. H* Djob (ia di) burmat (vidhat) *d i k uj t shih te* BURMË, ~AI. Ia n)oh beben e syrit *dikujt shih te* BEBE, ~JA n. I njoh dhëmbë e dhëmbsllë *shih te* DHËMB,~I. Ia njoh (ia di) fundin e barkut *shih te* BARK,~U. Njeh (di) zhurin e detit *shih te* ZHUR,~I. Vampiri e njeh lugatin *fj.u. shih te* VAMPIR,~I. Nuk e njeh (nuk e merr vesh) i pari të dytin *shih te parë* (i,e). S'e njeh qeni të zotin *shih te* QEN,~I.

NJOHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka fituar njohuri të gjithanshme për një fushë, për një objekt a për një mjeshtëri të caktuar, duke studiuar ose në bazë të përvojës, ai që ka njohuri të gjera e të thella për diçka. *Njohës i thellë. Njohës i letërsisë (ifolklorit,* i *muzikës popullore). Njohës i mirë i shqipes.*
2. Ai që di të përcaktojë mirë vetitë e cilësitë e një sendi, të një kafshe etj. *Njohës i duhaneve. Njohës i kuajve.*
NJOHËS,~E *mb.* I. Që bëhet për të njohur diçka, që synon të njohë a ta bëjë të njohur diçka. *Punë (vep-primtari) njohëse. Aftësi njohëse. Ekspeditë njohëse.*
2. Që na jep njohuri për diçka, që na zgjeron njo-huritë tona, që na njeh me diçka. *Ka vlerë njohëse.*
NJOHJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NJOH, NJIHEM. *Njohje zyrtare. Njohja e jetis. Njohja e ligjeve (e rregulloreve, e urdhëresave).*
*Njohja e barazisë. Njohja e atësisë. Njohja e të drejtave. Njohja e një qeverie. Njohja e teknikës. Njohja me punën e dikujt. Martesë me njohje.*
*2.* Ajo që arrijmë kur njohim diçka, dija që fi-tojmë për diçka kur e njohim. *Njohje e thellë (e mirë, e cekët, e sipërfaqshme). Njohje shkencore.*
3. *filoz.* Pasqyrimi e riprodhimi i botës objektive në ndërgjegjçn e njeriut dhe depërtimi në ligjësoritë e kësaj bote, si proces që kushtëzohet nga ligjet e zhvillimit shoqëror e që lidhet ngushtë me praktikën. *Njohja njerëzore. Njohje racionale. Teoria e njohjes* pjesë përbërëse e filozofisë, që studion procesin e njohjes së botës objektive, burimet e dijes njerëzore, format nëpërmjet të cilave arrihen këto dije dhe sak-tësinë a vërtetësinë e tyre. *Procesi i njohjes. Format e njohjes. Shkalla e njohjes.*
*4.* Dikush më të cilin njihemi, të dhënat që kemi për të, si edhe marrëdhëniet shoqërore që kemi. *Njohje të vjetra.*
NJOHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të nji-het. *Bota është e njohshme.*
NJOHUR, ~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Djalë a burrë, të cilin e njohim ose më të cilin fcemi lidhur marrë-dhënie shoqërore. *Një i njohuri im. Gjithë të njohurit e mi. Takova ca të njohur. Kam shumë të njohur. Ma tha një i njohur. Dolëm të njohur.*
NJOHUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). I. *Fem. e* NJOHUR,~I (i). *Një e njohura e saj. Ia dërgoi një e njohur.*
2. Diçka që e njohim, një gjë e njohur. *Nga e njohura tek e panjohura.*
3. *mat.* Madhësi e dhënë; madhësi së cilës ia dime vlerën; *kund.* e panjohur. *E marrim si të njohur.*
NJOHUR,~IT (të) ai. *shih* NJOHJE,~A i,2. *Kam të njohur me dike* njoh dike, kam lidhje shoqërore me dike. *I jap të njohur dikuj t* i tregoj dikujt se kush jam. *Jane martuar më të njohur.*
NJOHUR (i,ë) *mb.* 1. Që e njohim, që është njohur nga ne a nga të tjerë, që e dime kush a cili është, si është ose i kujt është; *kund.* i panjohur. *Fytyrë e njohur. Një fshatar i njohur. Rrugë ë njohur. Krahinë e njohur. Hapa të njohur. Zë i njohur. Shkrim i njohur. Sëmundje e njohur. Bëj të njohur* njoftoj, vë në dijeni, bëj të ditur, shpall botërisht.
2. Që e njohin mirë ta gjithë, që është bërë popullor me vetitë e cilësitë e mira që ka, që ka bërë emër, i dëgjuar, i shquar; *keq.* që e njohin të gjithë si të tillë, që është me damkë. *Shkrim tar (kompozitor, këngëtar, artist, dijetar) i njohur. Melodi e njohur. Vepër e njohur. Vjedhës (hajdut, kriminel) i njohur. Agjent i njohur. Është i njohur. U be i njohur.*
NJOHURl,~A . *kryes. sh.* ~, ~TË. 1. Tërësia e dijeve që ka dikush në një fushë të caktuar; tërësia e ideve dhe e nocioneve bazë të një shkence a të një fushe të caktuar; dituri. *Njohuri fillestare. Njohuri të shëndosha (të plota, të gjera, të thella). Njohuri të kufizuara (të cekëta). Njohuri profesionale (teknike), Njohuri teorike (praktike, empirike). Njohuri politike (pedagogjike. gjuhësore, ushtarake...). Njohuri shkencore. Dhënia (përhapja) c njohur he. Përvetësimi (the-llimi, zgjerimi) i njohurive. Vlerësimi (kontrolli) i njohurive. Kam (fitoj, marr) njohuri. Zgjeroj (shtoj) njohur itë.*
*2.* Ajo që dime për dike a për diçka, dijeni. *Kemi njohuri prej kohësh për këtë punë.*3. *krahin.* Njohjc me dike. *S"kam njohuri me të.*
NJOLLA-NJOLLA 1. *mb.* Që ka shumë njolla, që është i mbuluar me njolla; pika-pika. *Pëlhurë njolla-njolla. Mure njolla-njolla. Tavan njolla-njolla. Është bërë njolla-njolla.*
*2. ndajf.* Duke mos pasur një ngjyrë të njëllojtë, duke qenë diku me i hapët e diku me i errët, jo në mënyrë të njëllojtë. *E lyen njolla-njolla. Ka marrë njolla-njolla.*
NJOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Një vend i vogël me ngjyrë pak më të ndryshme nga pjesa tjetër. e një sipërfaqeje njëngjyrëshe, pullë. *Njollë e ndritshme (e errët). Me një njollë të bardhë në ballë. Njolla drite. Njollë e verdhë. anal,* pjesë e retinës së syrit ku ndjesh-mëria ndaj dritës arrin shkallën më të lartë. *Njollat e Dielllt (e Hënës, e një planeti)* pjesë që na duken me ngjyrë pak si në të errët në sipërfaqen e këtyre tru-pave qiellorë. *Njollat e barrës* preka a pikla që i da-lin në fytyrë një gruaje shtatzënë. *dolën njolla.*
2. Pjesë e vogël e fëlliqur në sipërfaqen e diçkaje, shenjë që mbetet në vendin e ndotur, zakonisht me yndyrë, me pije, me lëngje pemësh, me bojë etj. *Njollë e forte (e zbehtë, e re, e vjetër, e dukshme, e padukshme). Njollë yndyre (vaji, nafte, frutash, vere, boje). Njolla gishtash (këmbësh). Është birë me njolla. Heq njollat. I doli (i iku) njolla.*
3. *fig.* Veprim a sjellje që cenon ose që prek nderin a emrin e mirë të një njeriu, diçka që e errëson punën e dikujt, diçka jo e ndershme a e turpshme; gabim a faj i rëndë që ka bërë dikush dhe që është dënuar nga shoqëria. *Njollë e pashlyeshme (e vjetër). Njollë turpi. Njollë politike. Jetë pa njolla. Njeri me njollë. Iu vu (i mbeti) një njollë. I ngjitën një njollë.*
4. *fig. kryes. sh.* M bet urine ose ndikim i dëmshëm i botëkuptimit, i ideologjisë e i moralit të shoqërisë së vjetër në ndërgjegjen e njerëzve të shoqërisë sonë socialiste. *Njolla të botës (të shoqërisë) së vjetër. Lufta kunder njollave të huaja. Shlyejmë (heqim) njollat.*
• Njoll6 e bardhe *shih te* BARDHË (i,e). Njolla të zeza *shih te* ZI (i), ZEZË (e). Edhe dielli ka njolla *libr.* thuhet kur duam të theksojmë se nuk ka asgjë a asnjeri fare të përsosur e pa asnjë të metë. Iu TU (i mbeti) njolla me bojë u be me turp, i mbeti turpi përgjithnjë.
NJOLLOHEM *vetv. shih* NJOLLOSEM. NJOLLOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. *shih* NJOLLOS.
NJOLLOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ndot a fëlliq diçka duke e bërë me njolla. *Njollos rrobat. Njollos mbulesën e tryezës. Njollosin muret. Njollos duart me bojë.*

2. *fig.* I vë dikujt një njollë morale, ia cenoj nderin a ia prish emrin e mirë, e turpëroj; e bëj dike a diçka me njollë. *Njollosi emrin (nderin, veten, familjen). Nuk e njollos emrin. Njollos miqësinë me dike. Njollos figurën morale të dikujt.*

NJOLLOSEM *vetv.* 1. *fig.* I vë vetes një njollë morale, turpëroj veten, bëj një veprim a një sjellje që ma errëson emrin e mirë e ma cenon nderin tim. *U njollos keq. U njollos për tërë jetën.*

2. *Pës. e* NJOLLOS.

NJOLLOSJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve NJOLLOS, NJOLLOSEM.

2. *bujq.* Sëmundje bimësh, që shfaqet me njolla në gjethet e në pjesët e gjelbra. *Njollosja pikalore. Njollosja e kuqe. Njollosja kafe. Njollosja e fikut. Njollosja e bizeles.*

NJOLLOSUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me njolla, që është fëlliqur me njolla. *Dysheme e njollosur. Rroba të njollosura. Me duar të njollosura.*

2. *fig.* Që ka marrë një njollë morale, që i është prekur nderi dhe emri i mirë, që është turpëruar. *Me ndërgjegje (me emër, me biografi) të njollosur. Mbeti i njollosur.*

NJOM *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shtie diçka në ujë a në një lëng tjetër me qëllim që të zbutet, të bëhet e lagët ose të fitojë ndonjë veti tjetër të nevojshme. *Njom bukën. Njom rrobat. Njom shollën. Njom farën. Njom lirin. Njom kashtën. Njom litarët.*

*2.* Lag pak, hedh pak ujë mbi dike a mbi diçka, spërkat me ujë a me ndonjë lëng tjetër; *kund.* tbaj. *Njom peshqirin. Njom rrobat para se t'i hekuros. Njom duhanin para se ta grlj. Na njomi shiu. E njomi me lot (shaminë, token, bukën).*

3. *bised.* Ujit pak. *Njom Met. Njom bostanin. Njom arën.*

4. Ngjyej në një lëng për të thithur një pjesë të tij. *Njomi furçën në bojë. E njomi pambukun në alkool. E njom kafshatën (bukën) me qumësht.*

5. Pi fare pak (ujë a ndonjë pije); ha fare pak (zakonisht pemë). *Hëngri (piu) sa për të njomur gojën (buzët). E njomi fytin (grykën, gurmazin).*

• E njomi zorrën a) e shoi urine, hëngri mirë (par dike që ka jetuar në varfëri të madhe ose për dike që ka një kohë të gjatë pa ngrënë); b) u mëkëmb nga ana ekonomike, nuk vuan me për bukën e gojës, e mori veten (për dike që me përpara ishte shumë i var-fër). Ia njomi (ia lagu) dorën *dikujt* a) i dha një ryshfet të vogël a një bakshish; b) *vjet.* i dha lëmoshë. Ia njomi udhën *dikujt* ia lehtësoi jetesën a punët.

NJOME,~JA . *përk.* Fëmijë i vogël, foshnjë, kërthi (thirret me përkëdhelje nga prindërit a nga njerëzit e moshuar më të afërm). *Njomja e nines i,e gjyshes, e tezes).*

NJOMEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Thith lagështi e zbutet; *kund.* thahet. *U njom fara.*

2. Lagem. *U njom në shi. U njom nëpër baltë. Iu njomën fiokët.*

3. *Pës. e* NJOM. *Është njomur bari nga vesa.k* Iu njom luga *dikujt shih te* LUGË,~A. M'u
njomën sytë m'u mbushën sytë me lot.

NJOMË (i,e) *mb.* 1. Që ka qenë i zhytur në ujë a në një lëng tjetër ose që ka thithur mjaft ujë dhe nuk është tharë ende a nuk është fshirë, që është pak i lagët, që përmban lagështi; *kund. i* thatë. *Me rroba të njoma. Suva (çimento) e njomë. Rërë e njomë. Kripë e njomë. Dërrasa të njoma. Pllaka të njoma. Me duar të njoma.*

*2.* Që ka lëng, që është ende i gjelbër dhe zakonisht jo i vyshkur; që është i përbërë prej bimësh të gjelbra; që i ka kokrrat si qumësht a si qull, që nuk ka zënë bulcë; *kund.* i thatë. *Bar i njomë. Sallatë e njomë. Qepë (hudhra) të njoma. Fasule të njoma. Filiz i njomë. Masë e njomë* ushqim për bagëtinë, i përbërë kryesisht prej bimësh të gjelbra. *Ushqim i njomë* masë e gjelbër, e përzier shumë here edhe me mbeturina të industrisë ushqimore, që u jepet bagëtive. *Misra të njomë. Gru-njërat janë të njoma.*

3. Që sapo është prerë ose që s'ka shumë kohë që është prerë; që përmban ujë e nuk digjet lehtë; që sapo është hequr nga një kafshë; *kund.* i thatfc *Drutë njoma. Degë e njomë. Lëkurë e njomë* lëkurë që sapo është rrjepur nga një kafsbë.

4. *fig.* Sbumë i ri në moshë, i vogël, i mitur, që nuk ka arritur moshën e pjekurisë dhe që nulc ka përvojën e forcën fizike të nevojshme për ta përballuar vetë jetën; që duket shumë i ri, pak i dobët e i brishtë. *Foshnjë e njomë. D)alë i njomë. Vajië e njomë. Fytyrë e njomë. Organizëm i njomë. Në moshë të njomë. Me shpatulla (me supe) të njoma. Mendje e njomë. Shpirt i njomë,*

5. I bërë a i prodhuar para pak kohe dhe pa kripë a i pakripur (zakonisht për bulmetin); i zënë atë ditë dhe i pakripur e i pangrirë (për peshkun etj.), i proshkët, i freskët. *Djathë i njomë. Gjalpë i njomë. GJizë e njomë. Peshk (qefull, krap) i njomë. Mish i njomë* nlishi i qengjit, i kecit ose i viçit të vogël.

6. *bised.* Që jep qumësht, që është në kohën Jcur ka | me shuffle qumësht (për kafshët). *E ka lopën të njomë. E kishte të njomë buallicën.*

7. Që bëhet me anë të një lëngu ose të diçkaje të lëngët; *kund.* i thatë. *Dezinfektim i njomë. Mënyrë e njomë* mënyrë që përdoret për heqjen e njollave duke i larë rrobat, për prodhimin e çimentos me anë të lëngjeve etj.

8. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

•*k* Druri ndreqet' sa (kur) është i njomë *fj. u. shift te* DRU,~RI. Gjithkujt murrizi i vet i duket i njomë *fj. u. shih te* MURRIZ,~I. S'ka ç'i bën shkëndija eshkës së njomë (së lagor) *fj.u. shih te* SHKËNDIJË,~A. Shkoi (u dogj) edhe i njomi (bashkë) më të thatin thuhet kur! bashkë me fajtorin e pëson edhe ai që s'kishte faj, kur prej të keqit e pëson edhe i miri. Shkoi (u dogj) i njomi për të thatin e pësoi ai që s'kishte faj në vend të fajtorit.

NJ0MËS,~E *mb. spec.* 1. Që shërben për të njo-mur. *Vegël njomëse.*

2.j *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Vegël njomëse.

NJOMËSl,~A. 1. Të qenët i njomë, cilësia e asaj që është e njomë; a jo që e bën diçka të njomë. *Njo-mësia e barit (e bimëve). Faqe fbuzë) plot njomësi. Hurnbet njomësinë. I jep njomësi.*

*2,lfig.* Të qenët i njomë e i brishtë; ëmbëlsi. *Njomësi prariverore. Njomësi vashërore. poet. Njomësia e zemrës (e ndjenjave).*

NJOMËSIRA,~T . *vet. sh.* Barishte, perime, lakra të njoma.

NJOMËSIRË,~A . 1. Njomësi. *Njomësira e drurëve.*

*2.* edhe *sh.* ~A, ~AT. Vend i lagësht, vend që mban Jagështi, njomishte. *S'flihet në këtë njomësirë.*

NJOMËSOHET *vetv.* Përtërihet, ardhanget, kën-dellet.

NJOMËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përtërij, ardhang, këndell.

NJOMËSHT (i,e) *mb.* I njomë. *Ushqim i njomësht. Duar të njomështa. Ndjesi të njomështa.*

NjpMËSHTI,~A . 1. Njomësi. *Njomështia e bimëVf. Njomështia e pranverës. Është plot njomështi.*
2. Lagështi. *Njomështia e barit të lagur. Njomështia e vesës.*
3. *kryes. sh. shih* NJOMISHTE,'-'JA i.
4. *poet.* Mosha e njomë. *Si dikur në njomështi.*
NJOMËSHTIRË,~A. *sh. ~A,* ~AT. 1. Lagështi. *Njomështirë e tepërt. Ka (mban) njomështirë. E man nga njomështira.*
*2. kryes. sh. shih* NJOMISHTE,~'JA i. *Mbledh njomështira. Hanë njomështira (lopët). U hedh njomështira. Rron me njomështira.*
3. *shih* NJOMËSIRË,~'A 2. *Vend me njomështira.*
NJOMËSHTOHEM *vetv. 1. vet. veto HI.* Mbushet me Iëng, bëhet i njomë, lëngështohet (për bimët). *Po njomështohen bimët (degët, sythat).*
*2. fig. libr.* Bëhem i njomssht, i ardhanget, i butë e i ndjeshëm.
NJOMËSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E mbush me Iëng, e bëj të njomë, lëngështoj. *Pranvera i njo-mështoi bimët.*
*2. fig. libr.* E bëj të njomësht, të ardhangët, të butë e të ndjeshëm. *la njomështoi ndjenjat.*
NJOMËSHTËAR (i,e) *mb. I.* Që është mbushur me Iëng, që është bërë i njomë, i lëngështuar (për bimët). *Sytha të n)omështuar.*
*2. fig. libr.* Që është bërë i njomësht, i ardhangët, i butë e i ndjeshëm.
NJOMËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Filiz i ri që del në pranverë; fidan; gjethet e reja që dalin në pran-verë (zakonisht për gjethet e ahut, të dushkut, të shko-zës etj., që i hanë kecat). *Njomëzat e reja. Njomëzat e ahut (e shkozës).*
*2.* Foshnjë, fëmijë njomëzak. *Njomëz e vogël.*
NJOMËZAK,~E *mb. përk.* 1. Krejt i njomë e i butë; i ri, i parritur, fare i mitur, me pamje fëmije. *Foshnjë (vajzë, krijesë) njomëzake. Me trup njomëzak. Me fytyrë njomëzake. Me duar njomëzake. Me gishtërinj njomëzake.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për fëmijët). *Njomëzaku i nënësf Njomëzakja e nënës! Zërat e njo-mëzakëve. Qeshin e lozin njomëzakët.*
NJOMISHTE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET dhe NJO-MtSHTË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. sh.* Bimë, si bari, jonxha, tërfili, misri etj., që u jepen të njoma si ushqim bagëtive dhe shpendëve; barishte të njoma si lëpjetat, laboti, nenat, spinaqi etj., që përdoren si ushqim edhe nga njerëzit. *Njomishte të grira. Për-dorimi i njomishteVe. Një krah njomishte. Kositën njo-mishtet. Mbledh njomishte. U bëri fëmijëve për darkë ca njomishte me miell. Rronin me njomishta.*
*2.* Vend i bleruar, vend i veshur me bimësi të njomë. *Njomishte të bukura. Atje tej në ato njomishta.*
3. Vend që mban lagështi.
NJOMJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve NJOM, NJOMEM. *Njomja e tokës. Njomja e fares. Njomja e misrit. Njomja me ujë. Njomje me sfungjer. Reparti i njomjes.*
NJOMSH,~I *m.* Bar i njomë.
NJOMUR (i,e) *mb. 1.* Që është njomur në ujë a në një Iëng tjetër për t'u zbutur etj. *Bukë e njomur. Peshqir i njomur. Rroba të njomura.*
*2.* I lagur. *Rërë e njomur. Me duar të njomura. Me sy të njomur* me sy të mbushur me lot.
NJOMURINA,~T . *vet. sh.* Njomishte, njomësira. *Mblodhi ca njomurina.*
NJUTON,~I *m.sh.* ~, ~ËT *fiz.* Njësia e forces, e barabartë me forcën që i jep masës prej një kilo-grami një nxitim 1 msek$^2$.

# O

l. Një nga zanoret e gjuhës shqipe dhe shkronja e njëzetenjëtë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë zanore. *Zanorja o. Shkronja o. Tingulli o.*

2. *si em. f.* Zanorja dhe shkronja o. *O-ja e madhfi (e vogël). O-ja e shtypit (e dorës.)*

O ii *lidh.* 1. Përdorct zakonisht e pSrsëritur për të lidhur dy gjymtyrë të një fjalie a dy fjali, që ye-çohen njëra nga tjetra, që kundërvihen nga kuptimi ose që plotësojnë njëra-tjetrën; oso, a. *O djalë, o vajzë qoftë. O unë, o ti. Sot o nesër.*

2. Përdoret e përsëritur për të lidhur dy gjymtyrë të një fjalie a dy fjali që përjashtojnë njëra-tjetrën; ose. *O sot o hurrë. O flasin mirë për ty, o për asnjë tje-tër. O do marrësh alë, o s'ka.*

O HI *pj.* Përdoret për të përforcuar thirrjen kur i drejtohemi dikujt (me emra në funfcsion thirrori).

*0 shok! O nëna ime! Jo, o djem, nuk bëhet kështu! Eja, o bir! Kush je ti, o? Puna mbarë, o djalë! O malet e Shqipërisë!...*

O iv *pasth.* 1. Përdoret kur shprehim dhimbje ose keqardhje për dike a për diçka; oh. *O, ç'më vrave në këmbë! O, unë i mjeri (i ziu, i gjori) ! O, ku ta dija unë i shkreti!*

2. Përdoret kur shprehim habi para një të papriture ose për diçka jo të zakonshme. *O, po ç'është kështu me ty?! O, gjallë qenka ai?!*

3. Përdoret kur shprehim gëzim, kënaqësi a admirim për diçka; oh. *O, sa mirë që erdhëtt O, sa shpejt e paskeni kryer! O, sa e bukur qenka!*

OAZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend me ujë dhe

1 gjelbëruar në mes të shkretëtirës, ku mund të je-tojnë njerëzit. *Bimësia e oazave. Banorët e oazave. Pushojnë (çlodhen) në oaza.*

2. *fig.* Qendër a vend i kufizuar që shquhet për be-gati, lulëzim a për diçka tjetër nga mjedisi përretb. *Oazë e lulëzuar. Oazë në mes të kënetës.*

OBELlSK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Përmendore prej graniti ose prej mermeri në trajtën e një shtylle të gjatë me katër faqe, që vjen duke u ngushtuar lart deri në majë. *Obelisk graniti (mermeri). Obelisku i pionierëve të shkollës e të gjuhës shqipe. Ngritën një obelisk.*

OBJEKT,~I m. *sh.* ~E,~ET. I. Çdo gjë ma-teriale, që mund të kapet nga organet e shqisave si diçka me vete; send. *Objekt i gjallë. Objektet e na-tyrës. Grup (grumbull) objektesh.*

*1.* Send, mjet, përdorëse etj. që i hyn në punë njeriut për të plotësuar nevojat dhe për të përmbushur kërkesat e tij; send i tillë me vlerë arkeologjike, et-nografike etj. *Objektet shkolhre. Objekte të nevoj-shme (të domosdoshme). Objekte arkeologjike (etno-grafike). Objekte zbukurimi. Objekte me vlerë. Objekte prej bakri (prej ari).*

3. Ndërtesë a vepër industrial^ bujqësore etj., ku punohet, prodhohet diçka a kryhet një veprim-tari; vepër ekonomike, kulturore etj, që ndërtohet për qëllime të caktuara. *Objekte ekonomike. Objekt industrial (bujqësor, ushtarak). Objekte socialo-kul-turore. Objektet kryesore të planit pesëvjeçar. Punohet në pesë objekte. Po ndërtohen shumë objekte të reja.*

4. *filoz.* Bota materiale me sendet e dukuritë e saj, që ekziston jashtë nesh e pavarësisht nga ne, q3 nuk varet nga ndërgjegjja e që është parësore kundrejt saj dhe që i nënshtrohet veprimtarisë njohëse të njeriut. *Objekti i njohjes. Objekti dhe ideja.*

5. Qenie, send a dukuri, ku përqendrohet vëmendja jonë ose që i nënshtrohet një studimi, një vëzhgimi, a një veprimi; a jo më të cilën merret shkenca, arti etj.; permbajtja themelore e diçkaje; qëllimi kusynon një veprimtari, objektiv. *Objekt studimi (vëzhgimesh, kërkimesh). Objekti i diskutimit (i mbledhjes). Objekti i një vepre (i një shkence). Objekti i filozofisë (i gju-hësisë,* i *pedagogjisë). E arriti objektin. Nxënësi është objekt dhe subjekt i edukatës.*

OBJEKTlV,~I i *m. sh.* ~A, ~AT. Pjesë e një aparati optik, që përbëhet nga një ose nga disa thjerrëza dhe që vihet përballë një sendi, njënjeriu etj. për ta par© a për ta fotografuar. *Objektivi i aparatit fotografik. Objektin i dylbisë (i mikroskopit). Objektiv me rreze të target. Thjerrëza e objektivit.*

OBJEKTlV,~I ii m. *sh.* ~A, ~AT, 1. Sendi a pika ku drejtohet syri i njeriut a një aparat optik për ta parë ose për ta fotografuar. *Hodhi sytë nga objektivi. Drejtoi aparat in tek objektivi.*

2. *usht.* Vendi a pika ku drejtohen veprimet luf-tarake për të goditur kundërshtarin. *Objektiv tokësor (detar, ajror). Objektiv i lëvizshëm (i palëvizshëm). Objektivi i sulmit (i bombardimit). E goditën objektivin me predhën e pare.*

3. *fig.* Synimi që kemi ndaj dikujt a diçkaje; qëllimi që duam të arrijmë. *Objektivi kryesor. Objektiva të qartë. Objektivat e revolucionit. Ka si objektiv. E arri-tën objektivin.*OBJEKTIV,~E *mb.* I. *fihz.* Që ekziston jashtë ndërgjegjes dbc pavarësisht prej saj, që nuk varet nga ndërgjegjja dhe që është parësore kundrejt saj. *Bota objektive. Realiteti objektiv. Dukuri objektive. E vërteta objektive. Ligjet objektive të zhvillimit. Kushte (shkaqe) objektive.*

2. *fig.* Që gjykon drejt dhe nuk niset nga interesat, nga ndjenjat ose nga qëllimet vetjake, që nuk ndikohet nga ndonjë paramendim; i paanshëm. *Njeri objektiv. Vlerësim (përfundim) objektiv. Pikëpamje objektive. Kriter objektiv. Me sy objektiv. U tregua objektiv.*

3i *si em.* ~E, ~JA . *filoz.* Bota e jashtme, që ekziston jashtë ndërgjegjes dhe pavarësisht prej saj, ajo që nuk varet nga ndërgjegjja dhe që është parësore kundrejt saj; ajo që është objektive. *Objektivja dhe subjektivja.*

ldealizmi objektiv *filoz. shih tek* IDEA-LIZËM,~MI i.

OBJEKTTVlST,~I *m. ah.* ~Ë, ~ËT. Ai që është në pozitat e objektivizmit, përkrahës i objektivizmit. *Objektivistët borgjezë (revizionistë).*

okjEKTTVIST,~E *mb. filoz.* Që mbështetet tek objektivizmi, që karakterizohet e përshkohet nga objektivizmi; që mendon dhe vepron në frymën dhe me parimin e objektivizmit; që e paraqit realitetin nga pozita e objektivizmit borgjez. *Shkencëtar ob-jektivist. Pikëpamje (frymë) objektiviste. Qëndrim objektivist. Vepër objektiviste.*

OBJEKTIVISHT *ndajf.* 1. *filoz.* Jashtë ndërgjegjes dhe pavarësisht prej saj, para ndërgjegjes dhe pa u varuij prej saj. *Është (ekziston) objektivisht.*

*2.* Pa u nisur nga interesat, nga ndjenjat ose nga qëllimet vetjake, pa u ndikuar nga ndonjë paramendim; me

paanësi, ashtu siç është. *Gjykon objektivisht. E vlerëson objektivisht. E pa me objektivisht.*

O3JEKTIVTTET,~I *m.* 1. *filoz.* Të qenët objektiv, karakteri objektiv. *Objektiviteti i botës (i materies, i hapësirës dhe i kohës).*

2. Qëndrim i drejtë dhe i paanshëm, paanësi; të qenët objektiv në vështrimin dhe vlerësimin e gjërave. *Diskutoi (foli) me objektivitet. E pa me objektivitet.*

OBJEKTIVlZ/ËM,~MI *m.* Parim i shkencës borgjeze e revizioniste, që s'ka asgjë të përbasrfoI,me analizën objektive shkencore, që hiqet se i vlerëson e i paraqit (iukuritë e jetës shoqërore gjoja ashtu siç janë dhe jo nga pozita klasore, por që në të vërtetë fsheh e shtrembëron thelbin e tyre klasor nga pozitat e borgjezisë, duke mos mbajtur qëndrim kritik dhe duke përligjur çdo gjë që përputhet me interesat e borgjezisë, duke ilparaqitur këto si "mbiklasore" a "të të gjithë popullit"j; objektivitet i rremë. *Objektivizëm borgjez. Objektivizëm "mbiklasor". Shfaqjet e objektivizmit. Në poiitat e objektivizmit. Ra në objektivizëm. Lufta kundër objektivizmit borgjez.*

OBLIGACION,~I *m. sh.* ~E, ~ETzrt. Letër me vlerë, që u jepet nga shteti qytetarëve në vend të pa-rave që ka marrë hua prej tyre dhe që shlyhet pas një kohe të caktuar. *Obligacionet e huas shtetërore. Numri i obligacionit. Shlyerja e obligacioneve.*

OBOBO *pasth.* 1. Përdoret kur shprehim keqardhje të madhe, dhimbje të thellë ose vuajtje për një fat-keqësi; bobo. *Obojbo, ç'e gjeti të mjerin! Obobo, si ishte bërë i shkreti!*

2. Përdoret kur shprehim habi të madhe para një
të papriture ose për diçka jo të zakonshme, bobo. *Obobo, sa qenka! Obobo, sa të bukura.*

3. Përdoret kur shprehim shqetësim, pakënaqësi a mërzi të madhe për diçka që mund të ndodhë, frikë para një rreziku etj.; bobo, bubu. *Obobo, kush merret më të tani! Obobo, kush i del atij! Obobo, kush e bën përsëri gjithë këtë punë! Obobo, kush shkon edhe një here atje!*

OBORR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vend përpara ose prapa shtëpisë, i rrethuar me mur a me gardh; shesh, zakonisht i shtruar me pllaka guri etj. ndërmjet dy a me shumë ndërtesave. *Oborr i brendshëm. Oborr i shtruar. Oborri i shtëpisë (i shkollës). Oborret e ndërtesave. Oborr me lute. AIuret (dera) e oborrit. Shtëpi me oborr. Rri në oborr.*

2. Familja kooperativiste me kopshtin që i lihet për përdorim vetjak dhe me bagëtitë, me kafshët c ngarkesës e me shpendët që mund të mbajë sipas statutit. *Oborri kooperativist. Bagëtitë e oborrit.*

3. Pallati i mbretit a i perandorit së bashku me pjesët plotësuese; *përmb,* tërësia e njerëzve të shtre-save të larta që mban rreth vetes monarku, rrethi i ngushtë i mbretit a i perandorit. *Oborri mbretëror (perandorak). Njerëzit e oborrit.*

• E humb (e humbet) udhën në oborr a) është hutaq i madh, ngatërrohet shpejt; b) s'është i zoti për asnjë punë, është fare i paaftë. Si në oborrin e vet lirisht, pa frikë e pa druajtje. I zëntë oborri (shtëpia) bar! *mallk. shih te* BAR,~I i. Mos i shiko shkailët, por shikoji oborrin *d i k uj t \fj. u. shih te* SHKALLË,~A.

OBORRËSl,~A . *sh.* ~, ~-TË. 1. *vet. nj.* Të qenët pjesëtar i rrethit të një monarku, të qenët në rrethin e ngushtë të mbretit a të perandorit. *Titull oborrësie.*

2. Sjellje e stërholluar e njerëzve në oborrin e një monarku ose në qarqet e larta të shoqërisë borgjezë; sjellje gjoja e njerëzishme, e hollë dhe fisnike; mirë-sjellje, bujari, zemërgjerësi e jashtme. *Oborrësi di-plomatike. Sillej me oborrësi. E thirri për oborrësi.*

OBORRTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën
pjesë në oborrin e mbretit a të perandorit, pjesëtar i rrethit të ngushtë të një monarku. *Oborrtar i mbretit. Oborrtarët e perandorit.*

2. *fig.* Ai që sillet në mënyrë të stërholluar si njerëzit e oborrit të një monarku ose të qarqevë të larta të shoqërisë borgjezë, ai që ka sjellje gjoja të njerëzishme, të hollë dhe fisnike; lajkatar.

OBORRTAR,~E *mb.* Që ka të bëjë me njerëzit e afërt të një monarku e me rrethin e tij të ngushtë, i oborrit; që përbëhet nga njerëzit e oborrit, që është karakteristik për ta ose që është krijuar prej tyre; që u përshtatet interesave dhe shijeve të oborrit mbretëror. *Shoqëria oborrtare. Rrethet (qarqet) oborrtare. Historian (shkrimtar) oborrtar. Sjellje oborrtare. Letërsi oborrtare.*

OBORRTARl,~A . 1. *përmb.* Njerëzit e shtresave të larta që mban rreth vetes monarku, rrethi i ngushtë i mbretit a i perandorit.

2. *shih* OBORRËSl,~A 2.

OBROKTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* Puçërr e vbgël. *lka dale një obrokth. Ishte mbushur me obrokthe.*

OBSERVATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qendër
shkencore për vëzhgime astronomike, meteorologjikeetj.; ndërtesa e kësaj qendre me g jit he pajisjet e ne-vojshtne. *Observator astronomik (gjeofizik),*

OBSKURANTlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Për-faqësues e përkrahës i obskurantizmit. *Obskurantistët mesjetarë.*

OBSKURANTtST,~E *mb. libr.* Që sillet e ve-pron në frymën e obskurantizmit, qe lufton për ob-skurantizmin, që perkrah obskurantizmin e metodat e obskurantistëve;që është karakteristik për obskurantizmin e pir obskurantistët. *Politikë (ideologji) obskurantiste. Teori obskurantiste. For cat obskurantiste. Metoda obskurantiste.*

OBSKURANTlZËM,~MI m. *libr.* Qëndrim reak-sionar, mohues, pengues e armiqësor që mbajn6 klasat shfrytëzuese dhe kleri kundër pirhapjes së arsimit e të kulturës ni masat e gjera popullore dhe në për-gjithësi kundër shkencës, diturisë e përparimit të nje-rëzitnit. *Obskwantizmi mesjelar (feudo-borgjez). Ob-skurantizmi fetor (klerikal). Lufta kundir obskurantizmit. Vatikani Ishti qendra e obskurantizmit botlror.*

OBSTRUKSIONlZËM,~MI *m. libr.* Sistem i luftës politikë në vendet borgjeze e revizioniste, që e kundërshton a e pengon vazhdimisht zgjidhjen e një çështjeje n6 parlament etj., duke i mbushur mbledhjet me fjalime të gjata e të kota, duke bërë ihurmë për të ndërprerë a për t'i shtyre punimet, duke mos marrë pjesë fare ne to etj.; taktika e luftës për të penguar ose për të kundërshtuar zgjidhjen e një çështjeje.

OBCRRA,~NI *pasth.* Përdoret kur grishim ose nxitim për punS a për luftë nje njeri a nje grup nje-rëzish. *Oburra, jepi edhe pak! Oburrani, se e mbaruam! Oburrant, bjerini armikut i mos e lint tt gjalli!*

OBUS,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *uskt.* Armë e rtndë artilerie, me grykë të gjerë (me tI shkurtër se të topit dhe më të gjatë se të mortajës), që i hedh predhat në vijë t" lakuar. *Bateri obusish. Predkl obusi. Bijnl qitje me obus.*

ODATAR,~I m. *sh.* ~E, ~ËT *vjet.* Punëtor që pastronte e rregullonte dhomat në hane e në hotele.

ODE,~JA . *sh.* ~E, —ET *let.* Vjershë Hrike a këngë solemne, me fry më të ngritur, që u kushtohet ngjarjeve historike të shënuara a njerëzve tS shquar ose që shpreh me force ndjenjat e dashurisë, të nde-rimit, të gëzimit, të miqësisë etj. *Odet t Sertmbes. Shkroi ode.*

ODERRA,~NI *pasth. bistd.* Përpara! jepi! forca!, oburra!

ODË,~A . *sh.* >-JA, ~AT *bised.* Dhomë. *Odi e madhe. Odi e miri* dhoma ku priten miqtë. *Odat e shtipisë. Oda e bukës (e zjarrit). Oda e tregtisë. Vjet.* dhoma e tregtisë. *Odi me odi. Pesi oda me njerëz. V mbyll ni odi.*

OFENDlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *libr. shih* FYERJE, ~A. *Ofendim i madh (i rëndë). E ka (e men) pir ofendim.*

OFENDOHEM *vetv. libr. shih* FVHEM. *U ofendua shumi.*

OFENDOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *libr. shih* FYEJ. *£ ofendoi rindi.*

OFENSlVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *usht.* Lloj i luftimit mësymës që bëhet nga njësitë e mëdha luf-tarake në një hapësirë të gjerë dhe që zhvillohet me
disa beteja; mësymje. *Ofensivë ushtarake. Ofensivi e përgjithshme (e madhe). Nisën (filluan) ofensivën. Kaluam në ofensivë.*

2. *fig.* Sulm i madh që bëhet mbi dike a mbi diçka, goditje me vrull e me synime të mëdha; futje e dyndje e madhe e diçkaje. *Ofensiva e kapitalit të huaj në vendet revizioniste. Kalojni (hidhen) në ofensivë.*

OFERTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *ek.* Nxjerrja e një malli në treg për ta shitur; propozim për çmimin e mallit që shitet. *Ofertë mallrash. Oferta dhe kërkesa. Rritet (ulet) oferta. E pranoi ofertën.*

OFICER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* 1. Kuadër ushtarak a politik që kryen detyra të ndryshme drejtuese në komandat dhe në shtabet e forcave të armatosura tokësore, detare e ajrore (në ushtritë që nuk kanë grada). *Oficer rezervist. Oficer i shërbimit aktiv. Oficer i Ushtrisë Popullore. Oficer shtabi. Oficer marine. Oficer i Polidsë Popullore. Oficeri i rojis. Shkolla e oficerëve. U be oficer.*

2. Secila prej gradave nga nëntogeri e lart; ush-taraku që mban gradën nëntoger e lart (në ushtritë që kanë grada).

3. *shah.* Figure shahu, që lëviz në çdo katror të fushës në drejtim të këndeve. *Oficeri i xi (i bardhë). la mori oficerin,*

OFICERE,~'JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* OFI-CER,~Ii,2. *Oficere e Ushtrisë Popullore.*

OFIÇlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndërtesë a repart i veçantë në një ndërmarrje ose institucion, me pajisjet e nevpjshme, ku bëhen punime të ndryshme mekanike (si ndreqje të makinave etj.). *Ofiçini me-kanike (hekurudhore). Ofiçtna e ndreqjes si automje-teve. Ofiçina e ndirmarrjes (e parkut).*

OFlQ,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Detyrë, nëpu-nësi; titull. *Ofiq i larti. Ofiqet zyrtare. Ofiq fetor (kish-tar). Ofiqi Ipresldentlt.*

2. Emri që i ngjitet dikujt për ta tallur sipas ndo-një të mete trupore, mendore ose morale; nofkë. *vurl njl ofiq,*

OFIQAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Nëpunës shte-tëror, i ngarkuar me një detyrë të caktuar. *Ofiqar I larti. Ofiqari i gjendjes civile.*

OFSET,~I m. *shtypshkr.* Mënyrë e shtypit të shesh-të, kur teksti e flgurat kalojnë nga një fletë e posaçme met alike në një veshje të gomuar dhe prej kësaj në letër. *Letër ofseti* letër e posaçme për këtë lloj shty-pi. *Boji ofseti. Makina e ofsetit. Reparti i ofsetlt. E shtypën me ofset.*

OFSH,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Ofshamë. *Ofsh i rindë. Ofshet e zemrës. E ka zënë ofshi i saj (i tij). Hyri në ofshin e dikujt* bëri që dikush ta mallkojë.

OFSH *pasth.* Përdoret kur shprehim dhimbje a vuajtje të thellë shëpirtërore dhe kur rënkojmë, oh. *Ofsh, unë i mjeri! Ofsh, o bir. Ofsh, për mua të shkretin! Bënie ofsh* ofshante.

OFSHAJ Ma., ~VA, ~RË. 1. Rënkoj thellë e psherëtij, kur kam një dhimbje a një vuajtje të madhe shpirtërore. *Ofshante thellë.*

2. *kal* Mallkoj dike, n8m. *Plaku i birtiti dhe e ofshau.*

OFSHAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rënkim i thellë e psherëtimë, që nxjerrim kur kemi një dhimbjea një vuajtje të madhe shpirtërore; dhimbje a vuajtje e thellë shpirtërore. *Of shame e thellë (e forte). Of shame dësttpërimi (malli). Në mes të ofshamave. Lëshoi (nxori) një of shame. V dëgjuan ofshamat.*

2. Mallkimi i një hjeriu, të cilit i kanë bërë keq, nëmë. *Ofshama e nines. E zëntë ofshama e sajl*

OFSHËTIJ *jokal,* ~VA, -RE. *shih* OFSHAJ.

OFTlKË,~'A . *vjet.* Tuberkuloz. *E zuri oftika. V sëmur (vdiq) nga oftika.*

OGI,~A . *krahin.* Gjë që është lën8 mangët në diçka, e metë, cen. *Njeri pa ogi. Ka ogi. GJella është gatuar pa ogi.*

OplÇ,~I *m. sh.* ~Ë, —'ËT. I. Dash i madh me këmborë, që *i* prin tufës se dhenve; përçor. *Ogiçi i këmborës.*

*2.* Qengj i urtë e i mësuar, që i shkon pas bariut a një fëmije, manar. *Ogiç i pandarë. Ogiçi i shtëpisë (i djalit). I shkon pas si ogiç.*

3. *fig.* Njeri i urtë, zakonisht i mitur e i ushqyer mirë, që shkon gjithnjë pas dikujt.

4. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Dash (qengj) ogiç. Djalë ogiç.*

OGIÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* OGIÇ,
~I 2i4.

OGRAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Livadh pranë pyllit a në mes të korijeve, ku kullot bagëtia, pyll i vogël me lëndina për kullotë. *Pyje e ograja. I mbajnë dhentë në ograja.*

OGUR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shenjë që, sipas besë-tytnive, mendohet se paralajmëron diçka të mirë a të keqe; shenjë e mirë; mbarësi, fat. *Ogur i mbarë (i mirë, i bardhë). Ogur i keq (i zi). E mbante për ogur. E mori për ogur. I sjell ogur dikujt.*

• Nuk ka ogur *me dike* nuk shkon mirë, nuk i shkon mbarë me dike.

OGURBARDHË *mb. 1.* Që, sipas besëtytnive, mendohet se ndjell a sjell mbarësi; fatbardhë; *kund.* ogurzi. *Shenjë ogurbardhë.*

2. *Përd.. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

OGURKEQ,~E *mb.* 1. Që mendohet se ndjell a sjell prapësi; fatkeq; *kund.* ogurmirë. *Njeri ogurkeq. Zog ogurkeq.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

OGURMBARË *mb.* Ogurbardhë. *Punë ogurmbarë. Djalë ogurmbarë.*

OGURMIRË *mb.* Ogurbardhë. *Shpend ogurmirë. Vajzë ogurmirë.*

OGURZf,~ZEZË *mb.* 1. Që, sipas besetytnive, mendohet se ndjell a sjell prapësi; fata; *kund.* ogurbardhë. *Heshtje ogurzezë. Zë ogurzi. Shenja (fjalë) ogurzeza.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
*OH pasth.* 1, Përdoret kur jemi shumë të lodhur ose kur kemi një dhimbje a një shqeiësim në trup; përdoret kur shprehim mërzi, bezdi etj. *Oh, u këputa! Oh, sa u lodhal Oh, sa me dhemb! Oh, plasa nga vapa! Oh, ç'më mërzitni! Oh, sa me dogji!*
2. Përdoret kur shprehim dhimbje shpirtërore, keqardhje, dëshpërim, mall, vuajtje etj. ose kur na ka rënë një e keqe. *Oh, unë igjori! Oh, sa keq me vjen!*
*Oh, ç'më ka marrë malli për të! Oh, ç'ëgjeti të shkretën' Bëri oh* psherëtiu nga diçka.
3. Përdoret kur shprehim habi, tronditje, frikë etj. para një të papriture ose për diçka jo të zakonshme. *Oh, sa i bukur ishte deti! Oh, sa me çuditi! Oh, sa u tremba! Oh, ku e gjete!*
*4.* Përdoret kur shprehim dëshirë për diçka që duam të bëhet a të ndodhë sa me pare; ah. *Oh, sa të vijë ajo ditë! Oh, ku ta kern edhe unë! Oh, ku ta gjej!*
5. Përdoret kur shprehim kënaqësinë a gëzimin për diçka. *Oh, sa e mirë qenka! Oh, ç'bukuri ka tufa! Oh, sa shumë të kam pritur! Oh, ç'u çmalla. Oh, sa u kënaqa! Oh, sa iu be qejfi! Oh, ta m'u be zemra!*
*6. përd. em. m.* Psherëtimë që shpreh lodhje, dhimbje, shqetësim, habi, kënaqësi etj. *Me ohe e me ahe., Lëshoi një oh të mbytur (të thellë, të gjatë). E duroi pa oh.*
OHO *pasth. 1.* Përdoret kur shprehim gëzim a kënaqësi ose miratim për diçka, oh. *Oho, sa me pëlqen. Oho, sa e mirë është! Oho, ç'të paskan sjellë!*
*2.* Përdoret kur shprehim habi për diçka, oh. *Oho, po na vjen djali!*
3. Përdoret kur qesëndisim a tallemi me dike a me diçka. *Oho, i pëlqeka të rrijë kot! Oho, s'dashka zotëria e tij!*
4. Përdoret kur shprehim një mendim ose diçka që na kujtohet papritur. *Oho, e kujtova se ku e kam lënë! Oho, unë e di se ku është!*
OHU *pasth. 1.* Përdoret kur shprehim mospër-fillje a moskokëçarje për diçka, kur diçka nuk na bën përshtypje ose nuk na vlen fare. *Ohu dhe ti, ia ke ngenë. Ohu, kjo nuk është gjë fare! Ohu, ajo punë ka marrë fund nte kohë!*
2. Përdoret kur flasim për diçka që dihet a vetë-kuptohet ose për diçka që nuk duhet shtjelluar metej.a që nuk duhet filluar. *Ohu, është shumë e ngatë-rruar kjo çështje. Ohu, kush ia hyn asaj pune!*
3. Përdoret kur flasim për gjëra a për veprime të shumta, që s'numërohen dot a që s'duam t'i themi në mënyrë të përcaktuar. *Ohu, sa të mira na ka bërë ai! Ohu, sa mund të të tregoja për to! Ohu, sa here kemi shkuar alje!*
4. Përdoret kur flasim për diçka që ka ndodhur në një kohë të shkuar a të largët. *Ma ka thënë, ohu, shumë kohë me pare. Ohu, kur kam mbaruar unë!*
OI. I. *onomat. 1.* Përdoret për të shënuar përafër-sisht zërin e njeriut kur qan. *Oi, oi, po qante. Bënte oi, oi.*
2. *përd. em. f.* Zëri që nxjerr një njeri kur qan. *Qante me oi. Lëri oitë tani.*
II. *pasth.* I. Përdoret kur shprehim dhimbje fizike a shpirtërore, hidhërim etj. (vetëm nga vajzat dhe grate), oh. *Oi, sa me dhemb! Oi, unë e shkreta! Oi, mos është vrarë njeri!*
2. Përdoret kur qesëndisim me dike a e përqeshim dike (zakonisht nga vajzat dhe grate). *Oi, na çudite me ato që na the!*
*3.* Përdoret kur shprehim mërzi a bezdi ose pa-kënaqësi ndaj dikujt (zakonisht nga grate dhe vajzat). *Oi, edhe ti me këto gjëra! Oi, një e dy dhe po atë fjalë! Oi, sa na mërzi te!*
OJ. I. *onomat.* Përdoret për të shënuar zërin e njeriut kur qan me dënesë, oi. *Qante me zë oj, oj, oj...*II. *pasth.* 1. PSrdoret kur shprehim frikë, druajtje "tj. ndaj diçkaje (vet5m nga vajzat dhe grate). *Oj, sa u tremba!*
2. Përdoret kur shprehim habi para një të papriture ose për diçka jo të zakonshme, oh. *Oj, kush paika ardhurl Oj, sa bukur e paskan bërë!*
3. Përdoret kur qesëndisim me dike a e përqeshim dike; përdoret kur shprehim kundëtshtim për diçka. *Oj, bjere me thotël Oj kjo, iu ngrit mendja! Oj, ia paske vënë syrin?l Oj, oj, na shitka dhe mend! Oj, dashka edhe të tjera!*
4. Përdoret për të përforcuar sigurinë e një ve-primi, miratimin për një gjendje etj. *Oj të shëruar, një me një. Oj të lodhurl Oj të rrahur që i bëril*
III. *pj.* Moj. *Oj motër! Oj nine! Oj vajzë! Eja, oj bijë!*
OJARË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Ojë. *Shami me ojara.*
OJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Thurje, prerje a qën-disje me bedena e me lule, që bëhen ose që qepen anës -një rrobe. *Oja të bardha (të kuqe). Ojat e shamisë (e perdes). Këmishë (fusion) me oja. Qëndis me oja.*
OJME,~JA . *kryes. ih.* ~E, ~ET. Ojë. *O)me të bardha. Shami me ojme.*
OJNAK,~E *mb. 1.* Ojnatar. *Vajzë ojnake.*
2. *keq.* Dredharak, dinak. *Njeri ojnak.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Ojnak i madh.*
OJNATAR,~E *mb.* 1. Që shtiret sikur nuk e do ose sikur nuk e pëlqen diçka, me qëllim që t'i luten të tjerët, që bën ojna; që bën naze; që nuk i pëlqen vërtet një gjë a një punë dhe nuk e pranon këtë. *Fëmijë ojnatar.*
2. Që lëviz a që flet me naze për të tërhequr vëmen-djen e të tjerëve ose për t'u pëlqyer atyre; që bën shaka, shakatar; lozonjar. *Vajzë ojnatare.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
OJNË,~A i . *sh.* —A, ~AT. 1. Sjellja a shtirja e dikujt sikur nuk e do ose nuk i pëlqen diçka me qëllim që t'i luten të tjerët; shprehje mospëlqimi për një gjë a për një punë, naze. *Njeri me ojna dhe me teka. Bën ojna. U bën ojna gjellëve. Nuk i bin ojna punës.*
2. Lëvizje, sjellje ose e folur me naze për të tërhequr vëmendjen e të tjerëve ose për tu pëlqyer atyre; shaka, lojë. *Njeri me ojna. Ka ojna shumë. Flet me ojna. E bëri për vete me ojna. Ia di ojnat dikujt. Mos bëj ojna me mua!*
3. Lëvizje a e folur e këndshme e fëmijëve të njomë, lojë. *Ojnat e foshnjës (e fëmijëve). Ojna dasme. I luajti (i biri) një ojni dikujt.*
OJNË,~A ii • *sh.* ~A, ~AT. 1. Ojë. *Shami (kë-jnishi) me ojna.*
2. *fig.* Zbukurim që i bëjmë diçkaje. *bëri ojnadiçkaje. Flet me ojna pir punën (për ndodhinë). Po ju ftas pa ojna.*
OJNlK,~U *m.* Erë e lehtë deti, puhi deti. *Frynte ojniku.*
OJTNl,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Zakon; doke. *Ojtnitë e vendit. Shkelin ojtnini." kanë pasur njëlloj ojtniti.*

OKAR,~E *mb.* 1. Që peshon me okë dhe me nën-ndarjet e saj. *Kandar (zigj) okar.*
2. *shih* OKATAR,~E i.
3. ii *em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* OKJE,~A 2.
OKARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Okatare. *Një okare me qumësht (me ujë).*
OKATAR,~E *mb.* 1. Që nxë një okë (për enët). *Enë (kusi, shishe) okatare.*
*2. fig. keq.* Që pi shumë raki, që është pijanec i madh. *Burrë okatar.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Është okatar i madh.*
OKATARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë që nxë një okë (kryesisht enë për lëngje); masë e barabartë me një okë, aq sa nxë një enë e tillë; okar, okës. *Mbushi okataren. E hodhi në okatare. Bloi dyzet okatare grurë.*
OKË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. Njësi e vjetër peshe rreth një kilogram e një çerek deri një kilogram e gjysmë (sipas krahinave të ndryshme). *Oka e vogël (e madhe). Dy okë miell. Një okë vaj (raki). Peshonte (shiste) me okë.*
•*k* Me okë *mospërf.* me shumicë, në sasi të madhe, sa të duash; shumë. Pesë para oka (dy grosh oka) *mospërf.* nuk ka ndonjë vlerë, nuk vlen fare. Nuk 8shtë n6 okë *dik u sh* nuk është në gjendje të mirë men-dore, i ka humbur gjykimi. E bëri (mendjen) okë për *diçka* vendosi për diçka, mori vendim të prerë, e bëri mendjen top. E ka mendjen okë (me okë) është shumë i mençur, ka shumë mend. Ka një okë mend në kokë është shumë i zgjuar, ka shumë mend për të rregulluar punët e veta e të të tjerëve. Nuk e ha kilen për okë nuk gënjehet, nuk e mashtrojnë dot të tjerët *(edhe poh.).* Një okë e dhjetë, një okë pa dhjetë (një okë e pesë, një okë pa pesë) pothuaj njëlloj, po-thuaj barabar, aty-aty, po në atë masë. Kudo oka katerqind dërhemë është kudo është njëlloj. Okën pije, pikën mos e derdh! ;'. u. mos e kurse gjënë për shëndetin, por kot mos e humb!
OKËR,~RA . *bot.* Tepë. *Kashtë okre. Bollgur okre. Ngjyrë okre.*
OKËRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *edhe* OKË-RISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Are e mbjellë me okër, tepore. *E korrën okërishtën.*
OKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Okatare. *Një okës qumësht (kos, dhallë). Një okës me raki (me vajguri).*
OKJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Enë që nxë një okë (zakonisht për ushqime të thata); masë e barabartë me një okë, aq sa nxë një enë e tillë; okatare. *Okje me miell (me grurë). Okje me sheqer. Bleu dy okje oriz (kripë).*
2. Kandar që peshon me okë dhe me nënndarjet e saj, okar. *E peshoi në okje.*
OKLtM,~I *m. bot.* Dru pylli me fletë si të dardhës e me push, me degë të holla, që kanë palcë të trashë në mes dhe që përdoren për të bërë cigarishte..
OKLONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kërmill deti.
OKLLAl,~A . *sh,* ~, ~TË. *shih* PETËS,~I i.
OKSlD,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Bashkim kimik që del nga veprimi i oksigjenit mbi një metal a mbi një lëndë tjetër. *Oksid i ngurtë (i lëngët, i gaztë). Oksid alumini (bakri, hekuri, karboni, natriumi, plum-bi, zinku). Shtresë oksidi.*OKSIDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Veprimi sipas kuptimeve to foljeve OKSIDOJ, OKSIDOHET. *Ok-sidimi i metaleve. Reaksioni i oksidimit. Koha e oksi-dimit.*
OKSIDOHET *vetv. kim.* Bëhet bashkimi kimiki një metali a i një lënde tjetër me oksigjenin dhe jep një oksid; kthehet në oksid; ndryshket. *Oksidohet hekuri.*
OKSIDOJ *kal,* ~OVA, ~CAR *kim.* Bëj të oksidohet; *vet. veto III* vepron mbi një metal a mbi një lëndë tjetër dhe e kthen në oksid; ndryshk; *kund.* çoksidoj. *oksidon met ale t,*
OKSIGJEN,~I *m. kim.* Element kimik, gaz pa ngjyrë, pa erë e pa shije, i cili përbën rreth një të pes-tën| e ajrit, është i domosdoshëm për frymëmarrjen e për djegien dhe, kur bashkohet me hidrogjenin, formon ujin *(simboli O). Oksigjen i lire. Oksigjen i Unfit. Oksigjeni i ajrit (i ujit). Drita (Idea) e ok-sigjenit. Atomet e oksigjenit. Ujë oksigjeni. Ngjitje me oksigjen. I dhanë oksigjen të sëmurit.*
• I Jep oksigjen *dikujt libr. keq.* e ndihmon a e nxit dike për të bërë një të keqe, i fryn zjarrit.
OKSIGJENlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të foljeve OKSIGJENOJ, OKSIGJENOHET. *Oksi-gjenimi i gjakut,*
OKSIGJENOHET *vetv.* Merr oksigjen; zbardhet ose zverdhet pasi lyhet me ujë të oksigjenuar ose me ndonjë bashkim tjetër të oksigjenuar.
OKSIGJENOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I jap a i
shtie oksigjen diçkaje; zbardh ose zvordh, duke e Iyer me ujë to oksigjenuar ose me ndonjë bashkim tjetër të oksigjenuar. *Oksigjenoj qelizat. Oksigjenojnë flokët (rrobat).*
OKSIGJENUAR (l,e) *mb.* Që ka në përbërjen e vet një sasi të rritur a të përqendruar të atomeve të oksigjenit; që është zbardhur ose është zverdhur me bashkime të tilla kimike, të cilat e kanë të rritur numrin “ atomeve të oksigjenit. *Bashkimet e oksigjenuara. Uji i oksigjenuar. kim.* ujë që ka në përbërjen e vet një atom oksigjen me shumë se uji i zakonshëm. *Floki ti oksigjenuar.*
OKTAPOD,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *tool.* Tetë-
k”mb”sh, likurishtë. *Kimbit (koka) e oktapodit.*
2. *fig. keq.* Njeri i lig e i djallëzuar, që përpiqet ta shtrijë sa me gjerë e pa zhurmë veprimtarinë e vet të dëmshme.
OKTAVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *muz.* Vargu i tetë notave, që vijnë njëra pas tjetrës në shkajlën rauzikore; vija muzikore nga nota më e ulët deri te nota më e lartë më të njëjtin emër. *Një oktavë me lart (me poshtë). E kalon oktavën.*
*2. let. shih* TETËSHE,~JA. *Shkruan me oktava.*
OKTET,~I m. *sh.* — E, ~ET *mu2.* I. Vepër a pjesë muzikore, që luhet me tetë vegla ose që këndohet me tetë z6ra.
2. (3rup i përbërë prej tetë këngëtarësh ose intru-mentistësh, të cilët këndojnë një këngë ose luajnë një pjesë muzikore. *Okteti i vajzave. Okteti i estradës (i vatrës së kulturës, i korit të operas).*
OKULIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjek i speciali-zuar për samundjet e syve, mjek sysh. *Dhoma e oku-listit.*
OKULlSTE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* OKU-LIST,~I.
OKULISTIKË,~A . Degë e mjekësisë, që studion sëmundjet e syve dhe mënyrat e shërimit të tyre.
OKUPACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr. shih* PUSH-TIM, ~I. *Okupacioni fashist. Okupacion ushtarak.*
OKUPATOR,~I *m. sh.* ~, ~ËT *libr.* 1. *shih* PUSH-TUES,~I. *Ohupatorët e huaj. Okupatorët fashistë (nazistë), Lufta kundër okupatorëve.*
2. *përd. mb. shih* PUSHTUES,~E. *Ushtri okupa-tore. Shtet okupator.*

OLER,~I *m. krahin.* Shtalpë. OLEVE,~T . *vet. sh. krahin.* Dollakët.

OLIGARKI,~A . I. *hist.* Forme qeverisjeje *at* kohën e vjetër e në mesjetë, kur pushtetin e kishte në duart e veta një rreth shumë i ngushtë skllavo-pronarësh e aristokratësh të pasur, të cilët shtypnin e shfrytëzonin pa mëshirë robërit e shtresat e varfra; *përmb.* grupi i vogël sundues në këtë forme qeverisjeje. *Oligarkia sktlavopronare (aristokratike). Lufta kundër oligarkisë.*

2. Sundimi politik <lhe ekonomik i një grupi të vogël miliarderësh në vendet iraperialiste, të cilët përfaqësojnë diktaturën e kapitalit financiar dhe të monopoleve; *përmb.* pronarët e monopoleve të më-dha që bëjnë pjesë në këtë grup dhe që nxjerrin fitime të shumta duke shfrytëzuar egërsisht masat e gjera punonjëse në vendet kapitaliste, si edhe vendet e prapambetura. *Oligarkia financiare.*

OLIMPIADË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *hist.* Pe-riudhë prej katër vjetësh ndërmjet dy lojërave olim-pike, që në Greqinë e lashtë merrej si matëse e kohës.

2. *sport.* Garë e madhe n3 shumë lloje të spor-teve, ku marrin pjesë atletët e sportistët më të mirë të vendcve të ndryshme të botës; lojërat olimpike që When një here në çdo katër vjet. *Olimpiada bo-tërore.*

3. Garë në një Iloj sporti, në një degë të artit a të shkencës, që organizohet në një vend ose ndërmjet vendeve fqinje. *Olimpiadë kombëtare. Olimpiada tea-trale. Olimpiada fizkulturore. Olimpiada e bardhë* garat sportive që zhvillohen në bore dhe në akull. *Olimpiada baUkanike. Olimpiada e shahut.*

OLIMPlK,~E *mb.* I. *hist.* Që zhvillohej një here në çdo katër vjet në Greqinë e lashtë në Olimpi (për lojërat atletike).

2. *sport.* Që zhvillohet një here në çdo katër vjet me pjesëmarrjen e sportistëve më të mirë të vendeve të ndryshme të botës; që ka të bëjë me garat e olim-piadës botërore. *Lojëra olimpike. Stadium olimpik. Skuadër olimpike. Kampion (rekord) olimpik. Medalje olimpike. Flaka olimpike* f(akë që ndizet kur zhvillohen këto lojëra.

3. *fig. libr.* Shumë i qetë; madhështor. *Qetësi olimpike.*

OLIVIKULTËRË,~A . *bujq.* Ullishtari.

OM,~I *m. sh.* ~, ~ËT *fiz.* Njësia bazë për mat-jen e rezistencës elektrike *(simboli* Il*).*

OMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Shkurre e helmet, me lule të yerdha dhe me erë të mirë, që rritet në vende me lagështi.OMBRELLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Çadër dore që hapet e mbyllet dhe që shërben për t'u mbrojtur nga shiu a nga dielli; çadër. *Ombrellë shiu (dielli). Hapi (mbylli) ombrellën.*

2. Tufë lulesh, bishtat e të cilave dalin nga i njëjti vend dhe zgjaten njëlloj; tërësia e degëve të disa pe-mëve, e cila ka trajtë të rrumbullakët; diçka që ka trajtën e cadres. *Ombrellë e thjeshtë (e përbërë). Om-brella e kërpudhës. Ombrella e pemëve (e pishave)* kurora e pemëve. *Ombrella e bombisatomike* pjesa
esipërme e tymit të borabës atomike, që hapet si kër-pudhë.

3. *fig.* Mbrojtje kundër goditjeve që mund të vijnë nga lart. *Ombrellë ajrore. Ombrellë atomike* mbrojtje nga sulmet me armë bërthamore, të cilën gjoja ua sigurojnë superfuqitë vendeve të tjera që nuk i kanë këto armë, duke synuar t'i mbajnë të çar-matosura e të nënshtruara.

• Nën ombrellën *e dikujt* nën mbrojt jen e dikujt. I u be ombrellë *dikujt* e mbrojti, e ruajti nga goditjet. I vuri ombrellën *diçkaje* e mbuloi një punë, nuk e nxori në shesh diçka; e pengoi diçka.

OMEGA . *palak. libr.* Emri i shkronjës së fundit të alfabetit grek.

• Alfa dhe omega *shih tek* ALFA. Nga alfa tek omega *shih tek* ALFA.

OMËLETË,~A . *sh* ~A, ~AT *gjell.* Vezë e Trahur dhe e fërguar. *Omëletë medjathë (me sallam).*

ONKOLOGJI,~A . *mjek.* Degë e mjekësisë, që merret me suidimin e tumoreve dhe me mjekimin e tyre. *Klinika e onkologjisë. Spitali i onkologjisë.*

ONKOLOGJIK,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me onkologjinë, i onkologjisë; që lidhet me tumoret te njeriu. *Spitali onkologjik. Klinika onkologjike. Së-mundje onkologjike.*

ONOMASTtKË,~A . *gjuh.* 1. Degë e gjuhësisë,që studion emrat e përveçëm; pjesë e kësaj dege që studion emrat vetjakë (emrat e mbiemrat e njerëzve, si edhe nofkat e njerëzve e të kafshove). *Onomastika historike. Zhvillimi i onomastikës shqiptare.*

2. Tërësia e emrave të përveçëm që studiohen me vete nga kjo degë e gjuhësisë. *Onomastika Hire. Kar-toteka e onomastikës. Studitni i onomastikës.*

ONOMATOPE,~JA . *sh.* ~, ~TË *gjuh.* 1. *shih* TINGULLIMITIM,~I.

2. Fjalë tingullimituese. *Onomatopetë e gjuhës shqipe.*

ONOMATOPElK,~E *mb. gjuh. shih* TDSGULL-IMITUES,~E. *Fjalë onomatopeike. Formim onoma-topeik.*

OPARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Opari ose ai që e ka prejardhjen nga Opari.

OPARAK,~E *mb.* Që lidhet me Oparin ose me oparakët, që është karakteristik për Oparin ose për oparakët, i Oparit ose i oparakëve; që është krijuar nga oparakët. *Grua (vajzë) oparake. Këngë (valle) oparake.*

OPERACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *mjek.* Ndër-hyrja e kirurgut me thikë në trupin e një të sëmuri për t'i shëruar një plage ose ndonjë sëmundje; operim. *Operacion i lehtë (i rëndë, i vështirë). OperaJ^n plas-tik. Salla (tryeza) e operacionit. Veglat e operacionit. Bëj operacion* operoj.

2. *usht.* Tërësia e veprimeve luftarake, të organi-zuara sipas një ideje të vetme nga njësitë e mëdha për të zgjidhur zakonisht detyra të caktuara operative e strategjike. *Operacion ushtarak (strategjik, i rëndë-sishëm, mësymës). Operacion ndëshkues (ndëshkimor). Operacion spastrimi. Operacioni i Dimrit. Operacioni i Qershorit. Ndërmorën (shpërthyen) një operacion. Bënë një operacion.*

3. *fin.* Veprim. *Operacione financiare (bankare). Operacion tregtar. Operacionet e burses.*

4. Veprimi që bëhet nga dikush a nga një makinë për të prodhuar ose për të përpunuar diçka, për të hequr një pjesë të saj, për të ndrequr një send etj. *Operacionet kryesore. Operacionet teknike. Operacion i gjelbër. bujq.* krasitje e lastarëve të një bime, që ajo të rritet me mirë dhe të jape sa me shumë prodhim. *Operacionet e punës (e prodhimit). Kryhet i njëjti operacion. Ka shumë operacione.*

5. *fig. libr.* Veprim i menduar mirë e i prerë, që bëhet për të arritur diçka; ndërhyrje a masë e rae-njëhershme dhe vendimtare për të zgjidhur një çësh-tje në mënyrë

rrënjësore. *Operacion diplomatik. Bënë një operacion të thellë.*

OPERATIV,~E *mb.* I. *usht.* Që ka të bëjë me veprimet luftarake të njësive të mëdha, që lidhet me operacionin ushtarak. *Shtabi operativ. Zona operative. Plani operativ. Komandë operative. Lojë operative.*

2. *fin.* Që ka të bëjë me veprimet financiare në një punë të caktuar. *Evidence operative. Përfundimet operative. Seksion operativ.*

3. Që e kryen një punë vetë dhe menjëherë, që e plotëson në vend detyrën e ngarkuar, që vepron shpejt e në kohën e duhur. *Organet (njësitë) operative. Grupi operativ.*

4. Që ka të bëjë me veprimtarinë e gjallë të një ndërmarrjeje a të një grupi njerëzish; që lidhet me punët e përditshme, të cilat duhen ndjekur hap pas hapi; veprues. *Plani operativ. Të dhënat operative. Koha operative për prodhimin e diçkaje. Çështjet operative.*

5. Që bëhet menjëherë e në kohën e nevojshme; që bëhet shpejt e me fryt. *Mbledhje (punë, masa) operative. Takim (kontroll) operativ. Në mënyrë operative.*

6. Që është i ngarkuar për zgjidhjen e detyrave të ngutshme e të ditës, që duhet të ndjekë vetë çësht je të veçanta në një zone a sektor të caktuar (për ushta-rakët e Ministrisë së Punëve të Brendshme); që ka shërbimin e ditës në një njësi ushtarake ose në organet a në. repartet e Ministrisë së Punëve të Brendshme. *Punëtori operativ i sigurimit. Oficeri operativ.*

7. *si em.* ^, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Punëtori ose oficeri operativ. *Operativi i repartit. Operativi i Degës së Punëve të Brendshme. Operativi i zones.*

OPERATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *spec.* Punëtor i përgatitur për ta vënë në punë një mekanizëm të ndërlikuar ose për të drejtuar prodhimin në një repart të caktuar. *Operatori i radarit. Operatori i uzinës (i turnit, iprodhimit).*

2. *kinem.* Ai që merr në film, kinooperator; ai që regjistron në filma zërin e aktorëve, muzikën eij.; ai qe shfaq një film në kinema, tekniku i riprodhiinit të filmit në kinema. *Operatori i filmit. Operatori i zënt. Operatori i kinemasë.*

OPERATOR E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* OPERATOR,~I. *Operatore zëri.*OPERETË,~A *sh.* ~A, ~AT *muz.* Vepër mu-zikore me përmbajtje gazmore, që luhet në skenë ku aktorët kendojnë, kërcejnë dhe herë-herë i recitojnë pjësët e tyre; shfaqja " kësaj vepre në skenën e një teatri. *Regjisor operete. Pane një operetë.*

OPERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *muz.* Vepër muzi-kore dramatike, që luhet në skenë me orkestër e me këngëtarë, e ndërthurur edhe me pjesë baleti; shfaqja e kesaj vepre në skenën e një teatri; teatri ku jepen shfaqje të tilla. *Operë gazmore (komike). Opera shte-tërore. Operë me një akt. Aktorët (këngëtarët) e opens. Teatri i Operës dhe i Baletit.*

OPERIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-
timeve të foljeve OPEROJ, OPEROHEM. *Operimi
i stomakut. Operimi i një të sëmuri. Salla e operimit.*

OPEROHEM. *1. Pës. e* OPEROJ i. 2. *Pavet. e* OPEROJ *z-*

OPEROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *1. mjek.* Ndërhyj me thikë në trupin e një të sëmuri për ta shëruar, duke prerë një pjesë të trupit të tij ose duke çarë një plage; i nënshtrohem një operacioni; bëj operacion. *Operoj tësëmurin. Operoj krahun (stomakun, zorrëne verbër).*

2. *jokal. libr.* Punoj duke vënë në veprim një mjet a diçka tjetër; veproj; shfrytëzoj diçka. *Operonte në një zone fashore. Brigada operonte në Veri. Operon më të dhëna të pakla. Operon me figura të kërkuara.*

OPINGABËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Opingar.
OPINGAGRlSfUR *mb.* I. Që i ka opingat të grisura.

2. *vjet.* I varfër, i këputur (përdorej me përbuzje nga të pasurit për të varfërit, për të shfrytëzuarit).

3. *Përd. em. m.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

OPINGIR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën opinga; *vjet.* ai që be'ntë dhe shiste opinga. *Dyqani i opingarit. Reparti i opingarëve.*

OPfNGË,~A *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj këpucësh të thjeshta, të bëra me lëkurë gjedhi, të mbledhur anës e të lidhur me retra a me gjalma (për-doreshih kryesisht nga fshatarët); lloj këpucësh të thjeshta krejt prej gome ose me pjesën e sipërme prej lëkure të trashë dhe me pjesën e poshtme prej gome të forte. *Opinga të lopërta. Opinga të sheshta. Opinga tfkure (gome, Iktstiku). Opinga me retra. Opinga me xhufka* lloj opingash pa gjalma, të bëra prej lëkure të cilësisë së mirë, me syprinë zakonisht të kuqe dhe me një xhufkë të zezë në majë për zbukurim. *Një pale opinga. Qepi opingat- Lidhi opingat.*

*2. fig, vjet.* Shtresa e varfer e popullit, vegjëlia (përdorej me përbuzje nga shtresat e pasura).

• Me gjithë opinga të tërin, pa lënë asgjë fare. Pa kësutë e pa opioga pa pasur asgjë. Të me marrësh opingat! *thjeshtligj.* a} po me kape a po me gjete, të me marrësh çdo gjë, të mos me lësh asgjë; b) s'më bën dot gjë, s'ke ç'të me bësh. I teri opingat (këmbët) *dikujt përb. shihtekTER,* I bëhej baltë në opingë *dikujt keq. i* ngjitej shumë dikujt sa e mërziste, nuk i ndahej fare, i shkonte gjithnjë pas. Iu be gur në opingë *dikujt shih te* GUR,~I. I ra guri në opingë *shih te* GUR,~I. I futi (i nodhi) një gur në opingë (në shollë, në këpucë) *dikujt shih te* GUR,~I. I ka hyrë (i është futur) me gjithë opinga *diçkaje* është futur i tëri në një *çanh,* i është kushtuar krejtë-sisht diçkaje. Ishte me gjysmë opingë ishte shumë i varfër, jetonte nç mjerim; ishte me shumë halle.

Ishte pa opinga në këmbë ishte shumë i varfër, ishte fare i këputur. la dna opingat (këpucët) në dorë *mospërf. shih te* KËPUCË,~A. T'i merr (t'i nsjerr) opingat nga këmbët *shih te* KËMBË,~A. E pi rakinë me opingë e pi shumë rakinë, është pijansc i madh. la vuri (ia futi, ia shtiu) të dyja këmbët në një opingë (në një këpucë) *dikujt shih te* KËMBË,~A.

OPINION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Mendimi i përgjithshëm a i një kolektivi të caktuar për një çështje, për veprimet e dikujt etj.; mendimi qo mbi-zotëron në një shoqëri, në një kolektiv etj. *Opinioni shoqëror (kolektiv, publik). Opinioni ndërkombëtar. Opinioni politik. Opinioni i përgjithshëm. Opinioni zyrtar. Përgatit opinionin. Krijohct (formohet) një opinion i shëndoshë. Në kundërshtim me opinionin.*

*2.* Mendim që kemi formuar për dike a për diçka, gjykimi e vlerë'simi ynë për të; bindja se dikush a diçka është ashtu si e njohim ose si e rrisndojmë. *Opinion i mirë (i keq). Kam opinion të mirë për të. Shpreh opinionin tim,*

OPIUM, ~I *m. 1.* Lëng i trashë qumështor me vetI helmuese, dehëse e gjumëdhënëse, që nxirret nga kokrrat e hashashit, që ruhet në trajtë pluhuri e për-doret edhe në m jekësi. *Shurup opiumi. Shishe me opium. Pinin opium. I dha opium.*

2. *fig.* Diçka që turbullon mendjen a ndërgjegjen e njeriut, ajo që pengon njeriun t'i shohë gjërat ashtu siç janë. *Opiumi i fesë. Opiumi i propagandës borgjeze e revizioniste. Feja është opium për popullin.*

OPONENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është i ngarkuar për të dhënë mendimin kritik për vlerën e një vepre shkencore, letrare etj., e cila paraqitet për botim ose për të fituar një grade shkencore. *Oponent zyrtar. U caktuan oponentët për një vepër (për një disertacion).*

OPORTUNIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *1.* Ai q3
është i lëkundshëm e i pavendosur, që tradhton mark' sizëm-leninizmin dhe ndjek rrugën e pajtimit e tS bashkëpunimit klasor me borgjezinë, përçues i ideo-logjisë borgjeze në lëvizjen punëtore e komuniste ndërkombëtare; ai që formalisht e pranon marksizëm-leninizmin, por që nën petkun gjoja të rishikirrlit e të zhvillimit të tij të mëtejshërn, i heq atij thelbin e tij, — çështjen e revolucionit proletar e të diktaturës së proletariat^; ai që pajtohet me armikun e klasës. *Oportunist i djathtë (i majtë).*

*2.* Ai që nuk është i drejtë e parimor, por që niset nga interesat e ngushta e të çastit; ai që nuk ka parime të qëndrueshme dhe lëkundet here në një anë e here në anën tjetër; ai që heq dorë nga parimet dhe bën lëshime për të mos u prishur me kundërshtarët. *Opor-tunisti të lë në baltë.*

OPORTUNIST,~E *mb.* 1. Që ndjek dhe përkrah oportunizmin; që shpreh idetë e oportunizmit; që është veçori e oportunistit a që është karakteristik për të; që përbëhet prej oportunistësh. *Parti (klikë, udhëheqje) oportuniste. Grup (ideolog) oportunist. Politikë {ideologji, teori, rrymë) oportuniste. Veprim-tori (shfaqje) oportuniste. Qëndrim oportunist. Në rrugën oportuniste.*

*2.* Që nuk është i drejtë e parimor, por që niset nga interesat e ngushta e të çastit, që nuk ka parime të qëndrueshme dhe lëkundet here në një anë e here në anën tjetër; që heq dorë nga parimet e bën lëshimepër to mos u prishur me kundërshtarit. *Njeri opor-lunisl. Qëndrim oportunist.*

OPORTUNlZËM,~MI m. 1. Rrymë politike-ideologjike kundërrevolucionare e antimarksiste e shekullit XIX në gjirin e lëvizjes punëtore ndërkom-bëtare dhe të partive komuniste, e cila interesat e bor-gjezisë i vinte mbi ato të proletariatit nën petkun e pajtimit e të bashkëpunimit të klasave dhe i shërbente drejtpërdrejt kapitalizmit, duke hcqur dorë nga rrugët e nga mjetet revolucionare të luftës dhe nga diktatura e proletariatit; rrymë politike e ideologjike kundër-revolucionare e kohës sonë në gjirin e lëvizjes punëtore dhe të partive të proletariatit, që, nS kundërshtim me parimet e marksizëm-leninizmit, ka hequr dorë nga lufta e klasave, nga revolucioni proletar e nga diktatura e proletariatit dhe mbron e përhap pikëpamje revizioniste e reformiste, duke u pajtuar kështu me armikun e klasës e duke u vënë në shërbim të borgje-zisë; qëndrim antimarksist, që pajtohet me interesat e klasave shfrytëzuese në dëm të interesave të rnasave të gjera punonjëse dhe të idealeve të komunizmit. *Oportunizmi i djathlë (i majtë). Oportunizmi ndër-kombitar. Oportunizmi parlamentar. Lufta kundër oportunizmit.*

2. Qëndrim oportunist i një njeriu të lëfcundshëm e joparimor, që vë interesat e ngushta e të çastit mbi interesat e përgjithshme dhe që bën lëshinte për të mos u prishur me kundërshtarët. *Shfaqje oportunizmi. Prirje oportunizmi.*

OPOZITAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me opozitën, që i takon opozitës, që shpreh pikëpamjet e qën-drimirt e saj; që është në opozitë; që bën pjesë në grupet, qarqet a partite e opozitës. *Parti opozitare. Qarqet opozitare. Grupi opozitar. Veprimtari opozitare. Platforma opozitare.*

2. *libr.* Që është kundëi diçkaje, që nuk e pranon atë, që ka pikëpamje të ndryshme nga të tjerët për diçka.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve tS mbiemrit. *Opo-zitarit e parlamentit.*

OPOZlTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Veprimtari politike, që është kundër pikëpamjeve a kundër po-lttikës së një partie, të nj6 qeverie, të një organizate etj. ose kundër pikëpamjeve të shumicës në një parti, organizate, parlament etj. (zakonisht nd vendet bor-gjeze e revizioniste në luftën që bëhet ndërmjet gru-peve të ndryshme për të marrë fuqinë); grupi i nje -rëzve, i rrymave, i partive a i organizatave politike që zhvillon një veprimtari të tillë. *Opoziti politike. Opozita parlamentare. Opozita demokratike (përparim-tare). Partite (udhëheqësit) e opozitës. Bënte pjesë në opozitë.*

•*k* Jam (qëndro), ndodhem, rihem) ni opoziti *m e dike a me diçka libr.* nuk jam i një mendjeje me dike, e kundërshtoj, kam pikëpamje të kundërta më të për një çështje të rëndësishme.

OPT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* Fytyra; pamja e fytyrës, çehrja. *Nuk ia kam parë optin. I ndërroi opti.*

*k* I erdhi opti u qetësua, iu çel fytyra. 1 hombi opti nuk duket me dikush, ka kohë që s'e shohim. Nuk ia di optin *dik uj t* a) nuk e njoh dike, nuk ia kam parë fytyrën; b) kam kohë që nuk e kam pare, nuk e di ku është. Ka humbur pa opt ka humbur fare, nuk i dihet as nami e as nishani.

OPTiK,~E *mb.* 1. *fiz.* Që ka të bëjë me optikën, që i përket optikës, i optikës; që ka veti të pasqyrojë e të thyejë rrezet e dritës. *Vetitë (dukuritë, ligjet) optike. Fuqia optike e një thjerrëze. Boshti optik i pas-qyrës. Xham (qelq) optik. Iluzion (mashtrim) optik.*

*1. anat. shih* PAMOR,~E. *Nervi optik. Qendra optike.*

3. Që ka thjerrëza, që mbështetet në pasqyrimin dhe në thyerjen e dritës me thjerrëza. *Vegël optike. Aparat optik. Mikroskop optik.*

OPTIKË,~A. 1. Degë e fizikës, që studion dritën, vetitë e ligjet e saj, si edhe ligjet e të parit. *Ligjet e optikës.*

2. *përmb. tek.* Tërësia e mjeteve dhe e veglave, që janë të pajisura me thjerrëza të ndryshme. *Optika e projektimit.*

OPTIMAL,~E *mb. libr.* Që është me i miri e me i përshtatshmi për të kryer një punë a për të bërë diçka. *Koha optimale. Afati optimal. Mosha optimale. Caku (kufiri) optimal. Mundësitë optimale. Regjimi optimal i punës. Dendësia optimale e bimëie për hektar. Në kushte optimale.*

OPTIMtST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që jeton, punon e vepron i mbushur me optimizëm, ai që është i prirur për t'i parë gjërat me optimizëm; njeri plot gjallëri e gëzim; *kund.* pesimist. *Është optimist i madh.*

2. *si mb.* ~, ~E. Që është plot optimizëm, që është karakteristik për optimizmin e për optimistin, që është plot gjallëri e gëzim. *Njeri optimist. Qëndrim optimist. Është shumë optimist.*

OPTIMtZËM,~'Ml m. Qëndrim plot gjallëri e gëzim në jetë e në punë, që shpreh siguri e vendos-mëri, besim në vetvete e tek të tjerët dhe në të ardhmen; prirja për të shikuar para së gjithash anët e mira të diçkaje, për të parë mundësitë e zgjidhjes së proble-meve e të ecjes përpara, pa u trembur nga të metat e dobësitë, nga vështirësitë e pengesat; *kund.* ped-mlztm. *Optimizëm revolucionar. Optimizmi i masave punonjëse (i klasës punëtore, i jetës sonë të re). At-mosferë optimizmi. Ngjall optimizëm. Të mbush me optimizëm. Punojmë me optimizëm. E shohim të ardhmen me optimizëm.*

OQEAN,~I m. *jh.* ~E, —ET. 1. Hapësirë e madhe me ujë të kripur, që shtrihet ndërmjet kontinentesh. *Oqeani Paqësor (i Qetë). Oqeani Indian. Oqeani i Ngrirë i Veriut. Përtej oqeanit. Fundi i oqeanit. Në brigjet e oqeanit. Në dete dhe oqeane. Kaluan oqeanin.*

2, *fig.* Sasi shumë e madhe, diçka e pamasë dhe e pafund. *Oqean njerëzish. Oqean fjalësh. Oqean lotësh, Në oqeanin e punëve.*

Një pike uji në oqean (në det) *shih tek* UJË,~I Oqeani ajror *libr.* atmosfera. Oqeani bo tëror (i perbotshëm) *gjeogr.* hidrosfera

OQEANlK,~E *mb.* 1, Që ka të bëjë me oqeanii a me oqeanet, që i përket oqeanit, i oqeanit; që vje prej oqeanit a prej hapësirës që ndodhet mbi të; q lundron nëpër oqeane; që rron në oqeane. *Thellësii oqeanike. Rrymat oqeanike. Masë ajrore oqeanik Anije oqeanike. Peshk oqeanik.*

2. *si em.* ~, ~U m. *sh.* '-4i, ~ËT. Anije e madl që lundron nëpër oqeane. *Oqeaniku ".Tirana" f'i ria", o-SkënderbewD). Detarët e oqeanikut.*

OQEANOR,~E *mb.* Oqeanik.OR. I. *pj. bised.* Ore, more. *Mirë, or burrii Rri, or djalë! Pse, or vëllal Ngrehu, or ti!*

II. *pasth., bised.* More, ore. *Or, po tie nuk e besuam ni'• fillimf Or, po ç'është kështu me ty?l Or, po plasa nga vapa! Or, po u lodha më të dhe s'po ia mbush dot mendjen!*

QRAKUIX,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *vjet. 1.* Vendi a tempulli ku në kohën e lashtë priftërinjtë paganë gjoja parashikonin të ardhmen ose parathoshnin diçka gjoja në emër të hyjnive; hyjnia që besohej se para-shikonte të ardhmen ose paralajmëronte diçka. *Ora-kulli i Dodonës. Orakulli i Delit. Përgjigjja e orakullit.*

*2. fig. libr.* At që i paraqit fjalët, mendimet e para-shikimet e veta si të vërteta të pakundërshtueshme. *Në rolin e orakullit.*

ORANGUTANG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Majmun trupmadh pa bisht, me krahë të gjatë, që rron në pyjet e ishujve Sumatra e Borneo.

ORA^R,~I *m, sh.* ~E, ~ET. Orët e caktuara kur nis ose kryhet diçka a brenda të cilave zhvillon veprim-tarinë një ndSrmarrje, nj3 institucion etj.; pasqyrI ku shënohen orët kur bëhet diçka, vendi ku bëhet dhe radha e veprimeve. *Orari zyrtar (shtetëror). Orar unik. Orari i punës (i mësimeve, i studimit). Orari i trenave (i autobusave). Orari i pritjes. Orari i kinemasë. Jashtë orartt të punës. Bëj (hartoj, caktoj) orarln. Zbaton (shkel) orarin. Punon me orar të plotë (të zgjatur). Fie (ha) me orar. Shkon gjithnjë në orar. Mbaroi orari.*

*k* Me orar e pa orar në çdo kohë, në kohën e punës e pas saj, pa vënë re kohën; pa përfillur kohën e cak-tuar, ore e pa kohë.

ORATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr. shih* GOJË-TAR,~I.

ORATORI,~A *libr. shih* GOJËTARI,~A.

ORATORIK,~E *mb. libr. shih* GOJËTAR,~E. *Arti oratorik. Aftësi oratorike. Stil oratorik.*

ORBITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *astr.* Rruga që përshkon në hapësir8 një trup qiellor natyror ose artificial. *Orbita e Tokës (e Hënës). Orbita e Marsit (e Jupiterit). Orbita e Diellit. Orbita e satelitit. Hyri në orbitë, Doli nga orbita.*

*2. spec.* Rrugë e lakuar, që përshkohet nga diçka. *Orbitë e mbyllur (e hapWi rrethore). Orbita e elektronit.*

*3. fig. libr.* Rrethi i veprimit të dikujt a të diçkaje, sfera ku shtrihet a përhapet diçka; rruga e diçka je. *Orbita e ndikimit (e veprimit). E futi në orbitën e vet.*

*4. anat.* Zgavra e syrit, gropa e kokërdhokut. *Orbita e syrit.*

•*k* Doli në orbits *libr.* a) ia nisi mirë një pune dhe hyri në rrugën e zgjidhjes së një çështjeje; b) ka arritur të zërë një vend të dukshëm në veprimtarinë shtetë-rore, shoqerore, shkencore, kulturore, artistike etj.

ORDINANCË,~'A *m. sh.* ~A, ~AT *usht., vjet.* Ushtarak, që ishte caktuar me shërbim pranë një )ficeri më të lartë, pranë një komandanti a pranë një;omande për të kryer disa detyra ndihmëse. *Ordinanca komandantit. Ordinanca e një oficeri madhor. Or-inanca e shtabit (e komandës).*

ORDINATË,~A *sh.* ~A, ~AT *mat.* Njara ga koordiflatat, që shërbejnë për të përcaktuar ven-din e një pike në rrafsh (tjetra quhet abshise). *Boshti i ordinatave.*

ORE.I. *pj. bised.* Përdoret për të përforcuar thirrjen kur i drejtohemi dikujt (vetom me emra të gjinisë mashkullore në funksion thirrori). *Eja, ore burrë! Të paça, ore djalë! Rrofsh, ore vëlla!*

II. *pasth. bised. 1.* Përdoret kur thërresim dike a i drejtohemi dikujt për t'i folur. *Ore, juve ju them! Ore, ç'flet kështu? Ore, pa eja këtu! Ore, a dëgjon ç'të thonë?*

*2.* Përdoret kur shprehim habi, admirim a një ndjenjë tjetër. *Ore, ore, ke parë ti kështu! Ore, ç'vete! O po ky, orel Ore, po sa mirë e ditka! Ore, sa i madh qenka!*

OREKS,~I *m.* 1. Dëshirë a ëndje për të ngrënë; uri. *Ka oreks të madh. Ha me (pa) oreks. Eka humbur oreksin. Të çel (të hap, ta pret) oreksin. Me iku (m'u prish) oreksi. Me është kthyer (me ka ardhur) oreksi. Oreksi vjen duke ngrënë. fj. u.*

*2. fig. zakon. keq.* Dëshira a etja për të pasur diçka, për të bfirë një gjë etj.; synimi për t'ia arritur diçkaje; lakmi; qejfi për t'u marre me një punë. *Oreks i pa-ngopur. I hapet (i çelet, I rritet, i shtohet) oreksi. Ka oreks të flasë. S'ta kam oreksin. I vete pas oreksit. E shiste slpas oreksit. Paske oreks ti! mospërf.*

ORENDI,~TË *vet. sh.* 1. Sende e pajisje të më-dha dhe të lëvizshme (si doJlape, tryeza, banka etj.), që plotSsojnë nevojat e përditshme në shtëpi, në shko-Ilë a në zyrë. *Orendi të reja (të vjetra). Orendl shtëpiake. Orendi shkollore. Orenditë e nevojshme. Orenditë e dhomës (e shtëpisë, e shkollës, e zyrës). E kanë pajisur me orendi.*

*2.* Veglat kryesore që përdoren në njS punë të caktuar. *Orenditë bujqësore. Orenditë e kovaçlt.*

ORENDIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E pajis sht8pinë, shkollën etj. me orenditS c nevojshme. *Orendisën dhomën (klasat).*

*2. krahln.* Rregulloj shtëpinë, v5 në rregull plaçkat e shtëpisë. *E orendisi shtëpinë.*

ORESHKË,~A, *sh. ~^A,* ~AT *bot. krahin.* MoIJë dheu.

ORË,~A i *sh.* ~Ë, ~ET. 1. Njësi kohe që është e barabartë me një të njëzetekatërtën pjesë të ditës e të nates dhe që ka gjashtëdhjetë minuta. *Një gjysmë (një çerek) ore. Dita ka dymbëdhjetë ore. Punoj tetë ore. E bëri rrugën për gjashtë ore. Fluturon me shpejtësi tetëqind kilometra në ore. U mbush një ore. Erdhi pas dy orësh. U vonua një ore e gjysmë. Kaluan tri ore. Paguhet me ore.*
*2.* Kohë prej dyzetepesë ose gjashtëdhjetë minu-tash, gjatë së cilës bëjmë diçka, pushojmë etj.; kohë e tillë që përdoret për një mësim dhe që shërben si njësi për të caktuar ngarkesën mësimore të mësim-dhënësit. *Ore mësimore (ora e mësimit). Ore akade-mike* kohë prej rreth pesëdhjetë minutash. *Ora e gjuhës (e leximit, e historisë, e fizikës). Ora e punës politike (e vizatimit, e punës me dru, e stërvitjes ush-tarake, e praktikes mësimore). Orepushimi (çlodhjeje). Filloi ora e dytë. Mbaroi ora. Kemi një ore bosh, bised. Ka shumë ore (një mësues). Jep gjashtë ore në javë.*
3. *astr.* Njësi kohe, që përcaktohet për të Uogaritur Jëvizjen sipas rrotullimit të Tokës ose të një trupi tjeter qieJIor. *Ore diellore. Ore hënore. Ore astronomike* kohë e përpiktë, që përcaktohet me vrojtime të ve-çanta, duke marrë si bazë meridianin e Grinuiçit. *Ora zyrtare (ligjore)* ora që miratohet me ligj në një vend. *Ora lokale* ora që përcaktohet duke matur kohën e një vendi. *Ora galaktike* kohë e barabartë me 9,1 vjet të Tokës.
4. Kohë e caktuar me numër sipas ndarjes së elites a të nates në dymbëdhjetë pjesë ose të ditës e të nates së bashku në njëzet e katër pjesë; kohë e caktuar si calc. *Sa është ora? Erdhi në orën tetë. Në orën shtatë të mëngjesit. Në orën dymbëdhjetë të nates (në orën njëzet e katër). Në orën katër pasdite (në orën gjashtë~ mbëdhjetë). Në ç'orë do të shihemi? Në ç'orë fillon puna? U ngrit me dy ore note.*
5. Kohë e papërcaktuar me përpikëri, zakonisht c shkurtër, gjatë së cilës ngjet diçka, kryhet një ve-prim etj., cast, kohë. *Ore për (me) ore* nga një cast në tjetrin; shumë shpejt, fare së shpejti. *Në orët e para të ditës (në orët e mëngjesit). Ore pas ore* kohë pas kohe, here pas here. *Erdhi në orët e vona. Kaluam disa ore të këndshme. I u gjend në orët më të vështira. Kishte ardhur ora e shpagimit. S'i ka ardhur ora kësaj pune. Erdhi ora e madhe. Rrinte me ore të tëra* rrinte një kohë mjaft të gjatë. *Në atë ore erdhi edhe ai* në atë cast erdhi edhe ai. *erdhi ora e fundit (ora e vdek-jes)* i erdhi çasti i fundit, është para vdekjes. *E prisnin nga një ore në tjetrën. Ç'sjell (ç'bie) ora, s'e Sjell (s'e bie) moti (viti). fj. u. Ç'sjell minuta s'e sjell ora (s'e sjell moti). fj. u.*
6. *bised.* Kohë e caktuar posaçërisht për diçka; orari. *Ora e pritjes. Ora e nisjes (e arritjes). Ora* e *pa-gesave.*
7. Vegël e posacme me një fushë të ndarë në dymbëdhjetë pjesë dhe me akrepa, që punon me kur-disje, me rrymë elektrike etj. dhe që shërben për të matur kohën. *Ore e madhe. Ore elektrike. Ore e crtë (fioriri). Ore dore (xhepi, muri, tryeze). Ora e qytetit. Ore me zile. Akrepat e ores. Fusha e orët. Zinxhiri (rripi) i ores. Kurdis (ngreh) orën. Me mbeti (me ngeli) ora. Ra ora (zilja e ores).*
•*k* Sa (te) ora përnjëberësh, në cast, atë cast. OrS e cast vazhdimisht, duke u përsëritur shumë dendur, here pas here dhe shpesh. Ore e minute gjithnjë, ore e cast. Ore e kohë gjithnjë, ore e cast. Ore e pa kohë here pas here; në kohë të papërshtatshme, kohë e pa kohë. I ores së fundii që është dhënë në kohën më të afërt, që sapo është dhënë nga dikush (për një lajm a njoftim). I ores së parë (i orëve të para) i fillimit të diçkaje, që ka marrë pjesë që në fillim në një veprim-tari; i flaktë. Ora me dorë (ora me një) a) shpejt e mirë; b) me siguri, një me një. Një ore (cast, sahat) e më parë sa me shpejt, në një kohë sa më të afërt. Ra ora për *diçka* u dha shenja e fillimit të diçkaje; erdhi koha për diçka. I ndreqi orët *me dike keq.* thuri a kur-disi planet me dike kundër dikujt tjetër, i bashkë-rendoi veprimet me dike kundër një tjetri. Nuk e zë ora *dike a diçka a)* është në mbarim e sipër, merr fund së shpejti; b) do të niset, do të largohet së shpejti. Mos të zëntë ora! *mallk.* vdeksh! I ka orët të numëruara është në mbarim e sipër, po i vjen fundi, s'e ka të gjatë. I bie ora (sahati) gjithnjë shtatë (dymbëdhjetë, tetë) nuk mërzitet fare; nuk shqetësohet për asgjë, nuk bëhet merak fare; qëndron gjithnjë në mendimin e vet, s'luan nga e vetja.
ORË,~A ii . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *mit.* Figure e besimeve populiore shqiptare, e cila përfytyrohej si një grua, si një gjarpër etj., besohej se jetonte në male, në pyje, në fusha, në kroje ose pranë njerëzve,
u ndihmonte a u sillte fat të mirëve dhe ndëshkonte të këqijtë. *Orët e bardha. Orët e liga. Orët e maleve (e pyjeve, e fushave, e krojeve). Ora e njeriut (e shtë-pisë, e fisit). Ora e Shales. Ora e përrallave. Të shi-toftë (të preftë) ora! mallk. Shkoftë ora e dëgjoftë! ur.* qoftë për të mirë, u bëftë ajo që dëshiron! *Të vdektë ora! mallk. Të ngrëntë (të marrtë) ora e Itgë! mallk.*
2- *fig. vjet.* Fati. *Ora e barahë (e mirë, e zezë, e ligë, e keqe). Ka ore. Qofsh me ore! ur. I ka prirë ora dikujt. E ka lëshuar ora* s'e ndihmon me fati.
+ Ora e shtëpisë *euf.* bolla. la ha orën *dikujt shih te* HA. I hipën (i erdhën) orët *dikujt* u ndar-krye, u be si i çmendur, i hipën xhindet. Ishte me ore të këqija (të liga) ishte në gjendje të keqe shpirtërore, ishte i zemëruar a i mërzitur. Iu lig (iu ligështua) ora *dikujt vjet.* i ra hovi i mëparshëm, iu prenë krahët, e lëshoi zemra, u ligështua. I ka vdekur ora *dikujt a diçkaje* ka marrë fund dikush a diçka. 1 ndë-rruar orësh i prishur nga mendtë, i shituar, i shkalur, i shuplakur; budalla. Ngre orën *kundër dikujt* nis a hdërmarr një veprim kundër dikujt. Njeri me ore njeri që bën si t'i shkrepet, njeri me teka. I zbri-tën (i ranë) orët u qetësua, i ra inati. E kishte orën gjallë *vjet.* i shkonte puna mbarë, kishte gjithnjë fat, e ndihmonte fati vazhdimisht. E mori ora e ligë shkoi dëm; vdiq. Iu pre ora (dita) *shih te* PRITEM i.
ORËBARDHË *mb.* I. *shih* FATBARDHË. *Njeri orëbardhë.*
2. *si em.* ORËBARDHË,'-A . *sh.* ~A, ~AT *mit.* Ora e bardhë.
ORËÇtiET *mb. krahin.* Që ka gjithnjë fat, që e ndihmon fati, që i shkojnë gjithmonë punët mbarë.
ORËFJETUR *mb. bised.* Që nuk i shkojnë punët mbarë, që përpiqet mjaft, por nuk i ecën. *Njeri orë-fjetur.*
ORËKEQ,~E *mb. bised. shih* FATKEQ,~E. ORËLIG,~Ë *mb. bised. shih* FATKEQ,~E.
ORËMATËS,—1 m. *sh.* ~, ~IT *spec.* Aparat i posaçëm, që mat kohën e punës për një mekanizëm a për një makineri. *Boshti i orëmatësit.*
ORËMIRË *mb. bised.* Që është me fat, fatmirë; që besohet se të sjell fat. *Shpend orëmirë.*
ORËNDREQËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me ndreqjen e orëve. *Orëndreqës i mirë.*

ORË-NORMË,~A . *eh.* Njësi e përllogaritjes së një pune të normuar, e cila bëhet brenda një ore. *Librezat e orë-normës. Tejkalimi i orë-normës.*

ORË-NJERI *m. ek.* Njësi e kohës së punës, e për-Uogaritur sipas sasisë së punës që kryen një njeri brenda një ore. *Prodhimi për orë-njeri.*

ORËPRAPË *mb. bised.* 1. I pafat, fatkeq, i mjerë. 2. 1 ngrysur e i zymtë, që s'i flitet me gojë, i prapë.

ORËPRERË *mb.* 1. I pafat, i mjer6, fatzi; që nuk i qesh fati kurrë; *si mallk.* që paste fat të keq, që e preftë ora.

2. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. ORËSHARË *mb. bised.* Fatkeq; i pafat, orëlig. ORËSHlTËS,~I *m. sh.* ~J, ~IT. Ai që shet ore.ORËSHUAR *mb. biied. 1.* I mjerë, fatkeq, orë-vdekur; *si mallk.* që iu shoftë ora.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Na prishi punë orëshuari.*

ORËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Orëndreqës.

ORËVDJËKUR *mb. bised. 1.* I mjerë, fatkeq, orë-smlar; *si mallk.* që i vdektë ora.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. QRËVRARË *mb. bised.* I mjerë, fatkeq.

ORËZI,~ZEZË *mb. bised.* 1. Fatzi, fatkeq; që besohet se ndjell fat të keq, ogurzi. *Nate o-ëzezë.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Orëziut nuk i qesh buza kurrë.*

ORGAN, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Pjesë e trupit të qenieve të gjalia ose pjesë e bimëve, që kryen një funksion të caktuar. *Organ i brendshëm. Organet qendrore. Organet gjinore. Organet e shqisave. Organet e të dëgjuarit. Organet e tretjes. Organet e frymëmarr-jes. Organet e trupit të njeriut (të kafshëve). Organet e bimëve. Hoqi një organ të dëmtuar.*

*2.* Institution i veçantë a forum, që kryen një detyrë të caktuar në administratën shtetërore ose në një hga fushat e tjera të jetës politike shoqërore. *Organ i lartë (i ulët). Organet vartëse (udhëheqëse, drej-tuese). Organ ligjvënës (urdhërdhënës, përfaqësues). Organet qendrore (lokale). Organet ekonomike (gjy-qësore, financiare). Organet udhëheqëse të partisë (të pushietit). Organet e arsimit (e shëndetësisë). Organet e policisë (e ndjekjes).*

3. Gazetë ose revistç e përditshme a periodike, që e nxjerr një parti, një.organizatë, një shoqëri, një institution etj. dhe që shpreh pikëpamjet e tyre, pasqyron veprimtarinë e tyre ose popullarizon kri-jimtarinë e tyre. *Organ politik (letrar, shkencor, teorik). Organ periodik (i përditshëm, i përjavshënj, f përmuaj-shëm). Organet e shtypit.*

ORGANIK,~E i *mb.* 1. Që ka të bëjë me or-ganizmat e gjallë, i organizmave të gjallë; që karak-terizon qeniet e gjalia, i gjallë; që bëhet a që for-mohet prej qenieve të gjalia. *Qenie organike. Lëndë (materie) organike. Bota (natyra) organike. Limfë organ'ike. Acidet organike.*

*2.* Që është formuar nga mbeturinat dhe nga kaj-bëzimi i bimëve a i kafshëve; që është formuar nga jashtëqitjet e kafshëve. *Plehu organik. Lëndët organike.*

•*k* Kim i a organ ike pjesë e kimisë, që stu-dion bashkimet e karbonit me elemente të tjera si në organizmat e gjallë.

ORGANIK,~E ii *mb.* 1. Që" ka të bëjë me një organ të trupit të njeriut ose të kafshës; që ka të bëjë me ndërtimin e brendshëm të një organi. *Sëmundjet organike. Ndijimet organike. Cenet organike të zemrës.*

*2. fig.* Që ka të bëjë me ndërtimin e brendshëm a me thelbin e diçkaje, me vetë natyrën e saj, i brendshëm; që përbëhet nga pjesë të lidhura shumë ngushtë, mirë e bukur ndërmjet tyre, i gërshetuar në mënyrë të natyrshme. *Lidhje organike. Gërshetim (ndërtim, unitet) organik. Në mënyrë organike. U be pjesë organike e diçkaje.*

ORGANlKË,~A . *sh.* ~>A, ~AT. Tërësia e ven-deve të punës të një institucioni, të një ndërmarrjeje, të një reparti a të një njësie ushtarake, e cila miratohet nga organet më të larta; lista e nëpunësve dhe e pu-
nëtorëve që zënë këto vende së bashku me emërtirrtin e detyrave, të titujve ose të gradave të tyre. *Organike e plotë. Organike e fryrë. Organika e ndërmarrjes (e institute, e brigades). Shkurtimi i organikave. Brenda (jashtë) organikës. Plotësuan organikën. Zgjerohen (shkurtohen) organikat. E përmban organika.*

ORGANIKISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë organike, shumë ngushtë e në mënyrë të natyrshme. *lidhur organikisht. Bashkohet (gërshetohet, shkrihet) orga-nikisht.*

ORGANIST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie or-
ganos, ai që luan në organo.

GRGANIZATË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Bashkim politik a shoqëror, që ka qëllime të eaktuara, zhvillon veprimtari të rregullt dhe vepron sipas normave të vendosura në statutin ose në rregulloren e vet. *Organizatë politike (shoqërore). Organizatë ndërkombë-tare. Organizata e Partisë (e Rinisë, e Gruas, e Pio-nierit). Organizata e Frontit Demokratik. Organizata e Bashkimeve Profesionale. Organizata e Kombeve të Bashkuara(OKB).*

2. Grup njerëzish të organizuar, të cilët kryejnë një detyrë të caktuar në një nga fushat e jetës ekonomike, shoqërore e kulturore; shoqëri. *Organizatë shtetërore. Organizatë ekonomike. Organizatë koo-peratmste. Organizatë tregtare. Organizatat sportive.*

ORGANIZATË-BAZË,~A-BAZË . *sh.* ~A-BA-ZË, ~AT-BAZË. Njësia më e vogël organizative c Partisë së Punës të Shqipërisë dhe e Bashkimit të Rinisë së Punës të Shqipërisë. *Organizata-bazë e Partisë. Organizata-bazë e Rinisë. Sekretari i organizatës-bazë. Byroja e organizatës-bazë. Mbledhjet e organizatave-bazë.*

ORGANIZATlV,~E *mb.* Që ka të bëjë me or-ganizimin e diçkaje; që lidhet me veprimtarinë për organizimin e diçkaje, organizues. *Çështjet (problemet) organizative, Puna organizative. Bazat (normat) organizative. Jeta organizative e Partisë. Nga pikëpamja (nga ana) organizative.*

ORGANIZATIVlSHT *ndajf. libr.* Nga ana erga-nizative, nga pikëpamja organizative. *Është forcuar organiza(ivisht.*

ORGANIZATOR,~I *m. sh,* ~Ë, ~ËT. Organizues. *Organizatori i lojës.*

ORGANIZATORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Or-
ganizuese.

ORGANlZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT. 1.
Çdo qenie e gjallë (njeri, kafshë ose bimë), e parë si një qenie e ndërlikuar; tërësia e organeve të njeriut, të kafshës a të bimës me vetitë e funksionet e tyre, trupi i qenieve të gjalia. *Organizëm i gjallë (i vdekur). Organizëm shtazor (bimor). Organizëm i ihjeshtë Çi ndërlikuar). Organizëm njëqelizor (shumëqelizor, jo-qelizor). Organizmi i njeriut.. Zhvillimi i organizmave, Hyn në organizëm. Kalit organizmin. S"e duron organizmi.*

2. Çdo organ politik, shtetëror a shoqëror, i parë në, tërësinë e pjesëve të tij përbërëse, organ; çdo njësi që është ndërtuar e vepron si një tërësi e përbërë dhe e ndërlikuar. *Organizmat politike (shtetërore, ekonomike). Organizmi shoqëror (i shoqërisë). Organizëm shkencor. Organizëm vetëveprues. Organizëm ndihmës. Organizmat e partisë (e pushtetit). Organizmat e de-mokracisë socialiste. Kane vënë në lëvizje të gjithë or-ganizmat,*

ORGANIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET, 1. Veprimi si pas kuptimeve të foljeve ORGANIZOJ, ORGAN I-ZOHEM. *Organizimi i shtetit (i ushtrisë). Organizimi i partisë. Organizimi i popullit (irinisë). Organizimi i panes (i prodhimit). Organizimi i sulmit (i mbrojtjes). Organizimi i mbledhjeve (i konferencave). Format e organizimit.*

2. Të qenët i lidhur e i bashkuar si një e tërë e pa-ndashme, të qenët i organizuar tnirë; mënyra se si është organizuar diçka. *Organizimi i brendshëm. Organizimi i klasës punëtore. Organizimi i dhjstëfishon forcat. Ka organizim të mirë. Forcojmë organizimin.*

ORGANIZOHEM *vetv.* 1. *zakon. sh.* Bashkohemi në një organizatë, në një shoqëri etj. për një qëllim të caktuar; përgatitemi si duhet për diçka, duke vënë rregull me një organizim të mirë. *U organizuan në kooperativë bujqësore. Organizohen në çetat vullne-tare. U organizuan kundër armikut të përbashkët. Organizohemi në sulm e në mbrojtje.*

*2.* Futem në një organizatë, bëhem anëtat i saj.

3. *Pës. e* ORGANIZOJ.

ORGANIZOJ *kaL* ~OVA, ~UAR. 1. Ndërmarr një punë dhe bëj përgatitjet e nevojshme që a jo të kryhet sa me mirë, të ketë përfundime sa më të fryt-shme dhe të arrihet qëllimi i dëshiruar; vë rregull në një punë, në një veprimtari etj., e bëj që ajo të kryhet sipas një plani a sistemi të caktuar; *kund.* çorganizoj. *Organizoj mbledhjen (konferencën). Or-ganizuam një takim (një bisedë). Organizuan një she-titje. Organizoj luftën kundër diçkaje. E ka organizuar mirë jetën. Organizoj kohën e lire. Organizoj punën (orën e mësimit). Organizoj lojën (sulmin, mbrojtjen). sport.*

2. Krijoj a themeloj një shoqëri ose një organizatë, e cila kryen një detyrë të caktuar në një nga fushat e jetës shoqërore. *Organizoj rrethin shkencor (rrethin letrar). Organizuam çetat (batalionet) partizar.e. Or-ganizoi komitetin revolucio,nar. Organizuan një shoqëri sportive.*

3. I bashkoj njerëzit dhe i mobilizoj për një qëllim të caktuar, i drejtoj e i udhëheq në një punë a në një veprimtari sipas një organizimi të caktuar. *Partia or-ganizoi popullin (klasën punëtore, rininë, ushtrinë). Organizuan luftëtarët në çeta, batalione e brigada.*

ORGANIZUAR (i,e) *mb.* 1. Qe është përgatitur mirë, që zhvillohet a që bëhet ashtu si duhet; që bëhet sipas një rregulli të caktuar, që kryhet sipas një plani. *Mbledhje e organizuar. Luftë e organizuar. Sulm i organizuar. Jetë e organizuar. Festë (mbrëmje, shëtitje) e organizuar. Pushim i organizuar. Çlodhje e organizuar. Në mënyrë të organizuar.*

2. Që është bashkuar dhe është mobilizuar për një qëllim të caktuar. *Popull i organizuar. Rini e organizuar. Ushtri e organizuar.*

3. Që është futur a bën pjesë në një organizatë politike, shoqërore a ekonomike; që është anëtar i një organizatë politike. *Është i organizuar (në Parti). Ishte i organizuar (në Rininë Komuniste).*

4. *përd. em.* Anëtar partie ose anëtar i organizatës së Rinisë Komuniste gjatë Luftës Nacionalçlirimtare.

ORGANIZCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me organizimin e diçkaje; ai që nis, organizon e drej-
ton një punë, një veprimtari etj.; ai që ka aftësi organizuese. *Organizuesi kryesor. Organizues i zoti. Organizuesi i punës. Organizuesi i mbledhjes. Organizuesi i lojërave.*

ORGANIZUES,~E *mb.* I. Që merret me organizimin e diçkaje; që nis, organizon e drejton një punë, një veprimtari etj. *Vendi organizues. Komisioni organizues.*

2. Që ka të bëjë me organizimin e diçkaje; që lidhet me veprimtarinë për organizimin e diçkaje. *Aftësi organizuese. Force organizuese. Rol organizues.*

ORGANIZUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *Fem.* e ORGANIZUES, ~I. *Partia e Punës e Shqipërisë — organizuesja dhe frymëzuesja e të gjitha fitoreve të popullit tone.*

ORGANO,~JA . *sh.* ~; ~T *muz.* Vegël muzikore me ajer, e cila ka tastiera si pianoja, që shtypen me dorë e me këmbë. *Tingujt e organos. I binte organos. E shoqëronte me organo.*

ORGJf,~A . jft. ~, ~TË. 1. *hist.* Festë që bëhej në Greqinë e lashtë për nder të Dionisit, perëndisë së rrushit dhe të dëfrimit.

2. *keq.* Dëfrim i shthurur më të pira e me këngë. *Orgji e shfrenuar. Orgjitë mbretërore. Nate orgjish. Bëjnë orgji.*

•*k* Orgji e përgjakshme (orgji gjaku) *libr.* kërdi, masakër.

ORIENTAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me vendet ose me popujt e Lindjes, i Lindjes; që është karakteristik për vendet e Lindjes. *Popujt orientate. Vendet orientate. Qytet oriental. Gjuhët orientate. Këngë (valle) orientate. Gjellë orientate.*

ORIENTIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ORIENTOJ, ORIENTOHEM.
*Orientimi i busullës. Orientimi i lëvizjes çlirimtare. Orientimi sipas anëve të horizontit. Pike orientimi. usht.*

2. Pike, vend, drejtim a qëllim drejt të cilit synojmë, objelctiv. *Pikat e orientimit. Përcaktoj (ndërroj) orien-timin. Humbi orientimin. Ecën pa orientim.*

3. Aftësi për t'u orientuar në një vend, për të hyrë në një çështje, për të kuptuar drejt rrethanat dhe për të vepruar në pajtim me to etj. *Orientimi në pyll. Orientimi në punë. Orientimi në një mjedis të panjohur. Ka orientim të mirë* orientohet shpejt.

4. Udhëzim a këshillë që i jepet dikujt për ta pa-sur si drejtim të përgjithshëm në një punë a në një veprimtari; udhëzime a porosi që jep një organ ose një drejtues, i cili shpjegon në vijat themelore se ku duhet synuar. *Orientim i qartë. Orientime të përgjith-shme. Orientimet e Partisë (e shtetit). Sipas orienti-meve 1 ë dikujt. Dha orientime. Mori një orientim. Vënë në jetë orientimet.*

ORIENTOHEM *vetv.* 1. Përcaktoj vendin ku ndo-dhem ose drejtimin që duhet të ndjek sipas anëve të horizontit a sipas shenjave të tjera në natyrë. *Orien-tohem në tokë (në det, në pyll). U orientuan sipas lindjes së diellit (sipas myshkut të bimëve).*

*2. vet. veta III.* Merr drejtimin e vet, drejtohet. *Gjilpëra e busullës orientohet gjithnjë nga Veriu.*

3. Di nga të shkoj kur jam në një vend; e gjej rrugën që me duhet. *Orientohem në errësirë. Nuk orientohet dot (mezi orientohet) në një qytet të panjohur.4. fig.* Përcaktoj se nga ç'hallka duhet të kapem në një punë a në një

veprimtari, e di rrugën që duhet të ndjek; hyj në një çështje, i kuptoj rrethanat dhe gjej zgjidhjen e drejtë të diçfcaje; *kund.* çorientohem. *Orientohen mirë në punë. Orientohet edhe në rrethana të\ ngatërruara. Orientohet shpejt.*
5. *Pës. e* OR1ENTOJ.
ORIENTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I tregoj një njeriu vendin ku ndodhet ose në ç'drejtim duhet të jshkojë; *kund.* çorientoj. *E orientoj në tokë (në det).*
2. I jap drejtimin e duhur një harte, një busulle ose një vegle tjetër sipas vendit ku ndodhet; *kund.* çorientoj. *Orientoj hartën (busullën, telemetrin).*
3. *fig.* I jap udhëzime a porosi dikujt, që t'i ketë si drejtim t5 përgjithshëm në një punë a në një veprimtari; i tregoj rrugën që duhet të ndjekë; i caktoj një organizate, një organi a institucioni detyrat the-melore. *Orientoj lëvizjen. Orientojnë popullin (rininë). Orienton nxënësit në mësim.*
*4. fig.* E ndihmoj dike për ta kuptuar një gjë, e bëj të hyjë në një çështje, të kuptojë përmbajtjen e diç-je ose rrethanat në të cilat duhet të veprojë; *kund.* çorientoj. *E orientuan në çështjet e politikës. E orientoi në studimin e dokumenteve (e autorëve të vjetër).*
ORIENTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *usht.* Send i pa-lëvizshëm që dallohet në mjedisin përreth dhe shërben si shenjë për të përcaktuar vendin ku është armiku ose nga lëvizin forcat luftarake. *Orientues tokësor.*
ORIENTOES,~E *mb.* 1. Që jep orientimin e diç-kaje, që të orienton. *Shenjë orientuese. Vijë orientuese. Gur orientues.*
2. Që tregon në mënyrë të përafërt diçka ose drejtimin e përgjithshëm të një pune a veprimtarie. *Ide orientuese. Plan orientues. Tema orientuese. Të dhëna (shifra) orientuese. Seminar orientues. Në mënyrë orientuese.*
ORIGJINAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dorëshkrimi i parë i një vepre, trajta e parë e një dorëshkrimi; vepra e vërtetë, që është krijuar nga vetë autori, që nuk është përkthim, riprodhim ose kopje e një tjetre; vepra ashtu siç është krijuar për here të parë dhe që nuk ka pësuar asnjë ndryshim të mëvonshëm. *Origjinali i një vepre (i një pikture). Origjinali i një vër-tetimi (i një deklarate). Vërtetohet njësia me origjinatin. zyrt. E lexoj në origjinal. Botohet sipas origjinalit. Nuk dallohet nga origjinali.*
2. *shtypshkr.* Dorëshkrim a kopje e shtypur me makinë, që shërben si bazë për radhitjen e tekstit. *Punon me origjinalin. E ndreqi sipas origjinalit.*
ORIGJINAL,~E *mb.* 1. Që është vërtet ai i fillimit, që është bërë a është krijuar për së pari nga dikush; Që nuk është përkthim, riprodhim a kopje e diçkaje tjetër (për një vepër letrare ose artistike); që është bërë nga vetë autori. *Vepër origjinale. Pjesë origjinale. Tekst origjinal. Monedhë origjinale.*
2. Që shkruan a krijon në një mënyrë të vetën, që sjell diçka të re me veprën e tij; që sjell diçka të re, që është krijuar në mënyrë të re. *Shkrimtar (mendim-tar, dijetar) origjinal. Artist (kompozitor) origjinal. Mendim origjinal. Ide origjinale. Vizatim origjinal.*
3. *bised.* Që bie në synga sjellja e veçantë ose nga qëndrimi mjaft i ndryshëm në krahasim më të tjerët, që nuk është i ngjasbëm më të tjerët dhe flet, sillet
a vepron në mënyr3 jo të zakonshme a pak të çudit-shme. *Njeri origjinal.*
ORIGJINAR,~E *mb. libr.* Që është fillimi i diçkaje, burimor; që ka qenë që në fillim; që e ka prejardhjen nga një vend i caktuar. *Dukuritë origjinare. Tipi ori-gjinar, Njerëzit origjinare. Të dhëna origjinare.*
ORIGJINË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Fillimi i diçkaje, burimi; prejardhja, lindja dhe formimi i diçkaje, zanafilla. *Origjina shoqërore. Origjina e njeriut. Ori-gjina e popullit. Origjina e botës bimore (shtazore). Me origjinë punëtore. Me origjinë të dyshimtë.*
ORISHTËR,~-RA . *sh.* ~RA, ~RAT *Vjet.* Ore xhepi e trashë (e tipit të vjetër).
ORIZ,~I *m. bot.* BImë barishtore njëvjeçare e vendeve të ngrohta me kërcell të drejtë e me nyja, që mbillet e rritet në ngastra me ujë dhe që bën kokrra të yogla si të grurit; kokrrat e kësaj bime, më të cilat bëjmë pilaf ose gjellë të tjera. *Oriz i veshur (i zhve-shur, i qëruar, i rrahur). Kokrrat e orizit. Miell (lëng) orizi. Fidane orizi. Oxhakë orizi. Gëzhutat e orizit. Oriz me qumësht* sytliaç. *Fabrika e zhveshjes së orizit. Mbjellin (korrin, shijnë) orizin.*
Nuk mban me ujë orizi (pilafi, kosi, vera) *shih tek* UJË,~I. E bëri dy ujë e një oriz *shih tek* UJË, ~I. S'ka oriz pa gurë *fj. u. shih te* GUR,~I.
ORIZNAJË,~A . *sh.* ~-A, ~AT. Orizore.
ORIZORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Are e mbjellë me oriz. *Orizoret e reja. Oxhakët e orizoreve. Hapën një orizore.*
*2. Përd. mb. f.* sipas kuptimit të emrit. *Tokë (fushë) orizore.*
ORKESTËR~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *muz.* Tërësia e veglave. që përdoren ]fUr iuhet një pjesë a një vepër muzikore; muzikantët që luajnë së bashku Djë pjesë a një vepër muzikore, duke u rënë veglave të ndryshme. *Orkestër frymore. Orkestër simfonike. Orkestra e harqeve. Orkestra e filarmonisë (e estradës, e teatrit të operës). Vendi i orkestrës. Drejtuesi (di-rigjenti) i orkestrës. Koncert për violinë dhe orkestër.*
ORKESTRAL,~E *mb. muz.* Që ka të bëjë me or-kestrën, që i përket orkestrës, i orkestrës; që është për orkestër. *Grup orkestral. Drejtimi (shoqërimi) orkestral. Muzikë orkestrale. Vepër (pjesë) orkestrale.*
ORKIDE,~JA . *sh.* ~, ~TË *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare e vendeve të nxehta, me rrënjë si patate, me lule të bukura e të merme në trajta e në ngjyra të ndryshme, që përdoren për zbukurim ose për vajra erëmira. *Orkide e zezë. Llojet e orkideve. Lulja e orkidesë.*
ORMI,~A . *sh.* ~, ~TË *krahin.* 1. Përgatitja që bëhet për raste të shënuara a të jashtëzakonshme. *Ormitë e dasmës. Ormitë e luftës. Bënë ormi* u përga-titën për diçka.
2. Dhuratë që i çohet dikujt në dasmë a në raste të tjera gëzimi. *Ormitë e nuses (e dhëndrit). Vajti me ormi. I çoi ormi për djalin.*
ORMlS *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Përgatit dike a diçka, bëj gati; rregulloj, vë në rregull; e zbukuroj, e stolis. *Ormis shtëpinë. Ormis plaçkat. Ormis gjellën. Ormisi pafën. Ormisën nusen.*
ORMtSEM *vetv. krahin.* 1. Përgatitem, bëhemgati^ zbukurohem, stoliwm; rregullohem, vendosem 4iku. *Ormisen për rrugë. U ormisën për das me.* 2. *Pis. e* ORMIS.
ORMlSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Vcprimi sipas kuptimeve të foljeve ORMIS, ORMISEM.
ORTAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. *vjet.* Ai që pu-nonte bashkë me një tjetër dhe i ndante fitimet me të,

bashkëpunëtor në një punë; pjesëtar më të drejta të barabarta në ciiçka. *Or take t e një dyqani. Ortak në Iregti. U bine or take. Ortakë jemi, shokë s"jemi. fj.u.*

2. *krahin.* Bashkëshort. *Të rroftë ortakul ur.*

3. *fig. keq.* Bashkëpunëtor në një punë të keqe a në një veprimtari të dëmshme. *Ortakët e imperializmit (e revizionistëve).*

ORTAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* I. Shemër. 2. *Fem. e* ORTAK,~U.

ORTAKËRl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Bashk6puhimi ndërmjet ortakëve; të qenët ortak me dike tjetër. *Bëri ortakëri me të. E prishi ortakërinë. E nxori nga orlakëria.*

2. *përmb.* Tërësia e ortakëve, ortakët.

ORTAKl,~A. *sh.* ~, ~TË. *shih* ORTAKËRl,~A.

ORTEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Grumbull i madh bore, që shkëputet nga malet e iarta, rrokulliset teposhtë dhe sa vete e bëhet me i madh, duke shka-tërruar ç'gjen përpara; reshpe. *Ortek i madh. Ortek bore. U shkëput (ra) një ortek. Vshtonte orteku.*

2. *fig.* Grumbull sendesh a njerëzish, që vjen me rrëmbim dhe prish e dëmton ç'gjen përpara. *Ortek gurësh. Orteku i çetave. Orteku i kalorisë.*

3. *fig.* Diçka që përhapet me shumicë e me vrull; shumicë. *Një ortek fjalësh (sharjesh). Ortek tha-snethemesh.*

ORTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Grup njerëzish të një moshe, të një mjeshtërie ose të një shkalle nëpunësie; kategori, *Ortë e madhe. Orta e tregtarëve (e nëpunësve të lartë).*

• S'i gjendet orta *dikujt a diçkaje* nuk i gjendet shoku dikujt; nuk gjendet diçka tjetër si ajo, s'i gjendet shoku a shoqja.

ORTODOKS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që beson në fenë ortodokse, pasues i ortodoksisë.

ORTODOKS,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me orto-doksinë dhe me ortodoksët, i ortodoksisë ose i orto-doksëve; që përkrah ortodoksinë, që ndjek rrugën e ortodoksisë. *Feja (kisha) ortodokse. Prift ortodoks. Kleri ortodoks.*

2. *fig. keq.* Që i përmbahet me kokëfortësi diçkaje; dogmatik. *Njeri ortodoks.*

ORTODOKSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ORTODOKS,~I.

ORTODOKSl,~A . 1. Fe e krishterë, e përhapur kryesisht në disa vende të Evropës Lindore ë Juglin-dore, që lindi dhe u be fe sunduese në Perandorinë Sizantine pas shek. IV përballë katolicizmit të përhapur kryesisht në vendet e Evropës Perëndimore. *Ndjekës (pasues, përkrahës) i ortodoksisë. Dogmat e ortodoksisë.*

2. *përmb.* Tërësia e ortodoksëve, ortodoksët.

ORTOEPl,~A. *gjuh. shih* DREJTSHQIPTIM,~I.

ORTOEPtK,~E *mb. gjuh. shih* DREJTSHQIPTI-MOR,~E.

ORTOGRAFl,~A. *sh.* ~, *~T&gjuh. shih* DREJT-SHKRIM,~I.

ORTOGRAFIK,~E *mb. gjuh. shih* DREJTSHKRI-MOR,~E.

ORTOPED,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjek i speciali-zuar për ortopedi.

ORTOPEDl,~A . *mjek.* Degë e mjekësisë, që merret me studimin e dëmtimeve a të shtrembSrimeve në eshtrat e gjymtyrëve të trupit e në shtyllën kurrizore dhe me mjekimin e tyre. *Reporti (pavijoni) i ortopedisë.*

ORTOPEDtK,~E *mb.* Që ka të bëjë me ortope-dinë, i ortopedisë; që shërben për të shmangur ose për të mjekuar ndonjë të metë a dëmtim në eshtiat e gjymtyrëve td trupit dhe në shtyllën kurrizore. *Reparti ortopedik. Kirurgjia ortopedike. Pajisje (protezë, kë-pucë) ortopedike. Shkallë ortopedike. Operation ortopedik.*

ORTUNDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vorbë e madhe balte, që përdoret për të zier mish, groshë etj. *Ortundë dheu (balte). Një ortundë me mish (me groshë).*

ORUM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Para florin; monedhë e vjetër prej ari. *Orum i verdhë. Njëqind orumë. Një varg me orumë.*

ORVATEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Përpiqem për të bërë diçka, bëj çraos për të arritur diçka, bëj për-pjekje, mundohem. *U orvat ta kapte.*

ORVATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Përpjekje më të gjitha forcat për të arritur a për të bërë diçka, mun-dim. *Orvatjet e para. Orvatje e kotë (e dëshpëruar). Një sërë (një varg) orvatjesh. Bëri orvatje.*

OSAKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bezgë, sfakë.

OSE *lidh.* 1. Përdoret (edhe e përsëritur) për të lidhur dy gjymtyrë të një fjalie a dy fjali, që veçohen njëra nga tjetra, kundërvihen nga kuptimi a këmbehen me njëra-tjetrën. *Njëri ose tjetri. Këtë ose atë. Ose unë ose ti. Ose kështu ose ashtu. Ose lexon ose shkruan.*

2. Përdoret, kryesisht e përsëritur, për të lidhur dy gjymtyrë të një fjalie a dy fjali, që përjashtojnë njëra-tjetrën; o. *Ose tani ose kurrë. Ose sot ose asnjë here. Ky ose ai.*

OSMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Masë e vjetër për drithëra, e barabartS me rreth dyzet deri në pesë-dhjetë kilograms; enë që nxinte kaq drithë. *Dy osmakë drithë.*

OSMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Turk i kohës së Perandorisë Osmane. *Luftërat e osmanëve.*

OSMAN,~E *mb.* Që lidhet me osmanët ose me perandorinë e tyre, që është karakteristik për osmanët, i osmanëve ose i perandorisë së tyre; që është krijuar nga osmanët. *Perandoria Osmane. Hordhitë osmane. Pushtimi osman. Kronistët osmane. Gjuha osmane.*

OSMANlSHTE,~JA.gH. Turqishtja e vjetër që përdorej në kohën e Perandorisë Osmane, gjuha osmane.

OSMOZË,~A . *fiz.* Thithja e një lënde nga një tretësirë, nëpërmjet një cipe me vrima shumë të vogla.OSTE,~JA *sh.* ~E, *~EIfet., vjet.* Naforë (në kishën katolike).

OSTRl,~A . Erë e ngrohtë, që fryn nga jugpe-rëndimi, sjell shi dhe dëmton sidomos ullinjtë. *Fryn ostria.*

OSH *ndajf.* Zvarrë, rrëshqanthi. *Osh e zvarrë. E hoqi (e tërhoqi) osh. E mori (e nxori) osh.*

OSH,~I *m. bised.* Kënaq&ia që na sjell diçka. *Me vjen osh* me pëlqen diçka, ndiej kënaqësi. *vjen në osh dikujt* e kënaq dike, ia ka gjetur zemrën.

• S'të bën për osh nuk të përfill. Nuk e pyet as për osh, as për balosh nuk e përflll fare dike, e bën si të paqenë.

OSH *kal.,* ~A, ~UR. I. *edhe jokal. bised.* E pushoj diçka, e ndërpres; bëj që të pushojë dikush; pushoj, nuk ndihem me, hesht; *vet. veta 111* ndalet. *E oshi fjalën. E oshi vajin (të qarët). E oshi zhurmën. E oshi punën. E oshi fëmijën. Oshi fëmija. Oshi pushka. Oshi shiu.*

2. Përkëdhel, ledhatoj; marr më të mirë dike. *E ka oshur djalin. Mos e osh shumë!*

OSHËNAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *fet.* Murg ose besimtar, që rron i vetmuar e me mundime tru-pore dhe përpiqet të jetë gjoja i papërlyer për të fituar, sipas paragjykimeve

fetare, hirin e zotit; murg ose besimtar i tillë që është shpallur nga kisha si shenjt (në vendet ku vepron kisha ortodokse). *Jetë oshënari. Rron si oshënar.*

2. *fig.* Njeri që ka hequr dorë nga gëzimet e jetës dhe që rron në vetmi me vuajtje e me mundime.

3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Murg oshënar.*

OSHËNARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *fet. Fem.* e OSHËNAR,~I.

OSHËNARI,~A . 1. *përmb. fet.* Tërësia e oshë-narëve. *Vendi (pylli) i oshënarisë.*

*2. fet.* Mënyra e jetesës që bën oshënari, jeta e oshënarit; koha sa zgjat kjo mënyrë jetese. *kaloi jeta në oshënari.*

3. *fig.* Jeta e një njeriu që ka hequr dorë nga gëzimet dhe rron në vetmi, jetë e vetmuar dhe e mbyllur, me vuajtje e me mundime.

OSHMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesa e oxhakut që ngrihet mbi çati; pjesa e oxhakut, që del sipër va-trës dhe shërben për të vënë sende të ndryshme. *Osh-maku i oxhakut (i shtëpisë). Oshmakët e çative. E vinin kandilin mbi (në) oshmak.*

OSHNlK,~U *m.* Erë e lehtë, veri i lehtë. *Fryn osh-niku. Hedhin grurin në oshnik.*

OSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shtiza e qerres etj. *Oshta e qerres (e parmendës).*

OSHTIMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Ushtimë. *Oshtimë e forte. Oshtima e erës (e stuhisë). Oshtima e zërit. Oshtima e lumit. Oshtima e fjalës së Partisë (e Kon-gresit). Oshtima e revolucionit. U bën oshtimë ngjar-jeve.*

OSHTIN *jokal,* ~U, ~RË. Ushton. *Oshtin pylli. Oshtin përroi (lumi). Oshtin deti. Oshtin mali. Osh-tijnë ortekët. Oshtin bubullima. Oshtin vendi. Oshtinë brohoritjet.*

OTOMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *shih* OSMAN,~I. OTOMAN,~E *mb. shih* OSMAN,~E.

OTRA,~JA . Spango e trashë dhe e forte, za-konisht e bardhë ose e verdhë.

OTRESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kunj druri a me-tali, që mban të bashkuar zgjedhën e qeve me shtizën e parmendës; kunj hekuri ose rreth i thurur me thupra, që nuk e lë bucelën e rrotës së qerres të dale nga boshti. *Otresh druri. Otreshi i parmendës (i qerres). Otreshi i rrotës. vë otreshin.*

OTURAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë, zakonisht e rrumbullakët, që përdoret për të bërë në të nevojën femijët ose të sëmurët. *E vuri në oturak. Është (u be) për oturak* është shumë i sëmurë a shumë plak.

OU *pasth. bised.* 1. Përdoret kur shprehim habi për diçka jo të zakonshme ose të papritur. *Ou, paska ardhur ai?! Ou, sa i fuqishëm paska gene!*

2. Përdoret kur flasim me qesëndi për dike a p6r diçka. *Ou, sa i zgjuar na paske qenë!*

3. Përdoret kur shprehim një dhimbje trupore; o. *Ou, ç'u vrava!*

OVACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Përshëndetje e miratim i diçkaje me duartrokitje të vijueshme dhe me thirrje të forta. *Ovacione të stuhishme (të parresh-tura). Shpërthyen ovacione. E pritën me ovacione.*

OVlSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dizgë djepi, shirit. *Oviska të arta. Oviska e djepiu Oviskat e xhybes.*

OVORE,~JA . I. Bulçim, ufëm; afshi i zjarrit. *Ovore shiu. Ovorja e zjarrit.*

2. Erë e ngrohtë, që fryn nga jugu dhe sjell shi. *Po frynte ovorja.*

OVULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Monedha më e vogël turke, që ishte prej bakri dhe vlente një para. *S"kishte asnjë ovull. S'vlente asnjë ovull.*

OXHAK,~KU *m. sh.* ~KË, ~KËT dhe ~QE, ~QET. 1. Vendi në anë të një dhome a në njd ndër-tesë, bashkë me pjesën e hapur deri mbi çati, ku ndizet zjarri dhe shkon tymi jashtë. *Oxhak i lartë. Oxhakët e shtëpive. Oxhaku i fabrikës (i uzinës). Tymi i oxha-qeve. Bloza e oxhakut. Shtëpi me oxhak. Fshijnë (pas-trojnë) oxhakun.*

2. *fig. bised. vjet.* Njerëzit e shtëpisë, familja; fa-reflsi. *E kishte oxhak. Ishin nga një oxhak.*

3. *fig. hist.* Familje e vjetër dhe e dëgjuar, shtëpia e parë dhe e njohur nga të tjerët; familje e shtresës së pasur. *Oxhak i madh. Oxhaqet feudale. Djalë oxhaku. Ishte oxhak (ishte prej oxhaku). Iku koha e oxhaqeve.*

4. *tek.* Gyp i gjatë, që shërben për të lidhur mjediset e brendshme me ato të jashtmet kryesisht për ajrim. *Oxhak ajrimi. Oxhaku i minierës (i tunelit, i vend-strehimit).*

5. Cope toke e vogël, që mbillet me diçka, Iehë; grope e vogël me dhe të shkrifur e të plehëruar, ku mbillen farat e disa bimëve. *Oxhak orizi. Oxhakët e duhanit. Oxhakë me tranguj. E mbjell misrin në oxhakë.*

*6. vjet.* Furrë. *Oxhak gëlqereje (qymyri). Oxhaku* i *tullave (i tjegullave).*

7. *përd. ndajf.* Në sasi të madhe, fjollë, si oxhaku. *shkonte tymi oxhak.*

Ia mbylli (ia sbol) oxhakun *shih te* MBYLL.Oxhak pa tym shtëpi pa njerëz, vatër e shuar. U be për rreth oxhaku u plak, e zuri pleqëria e rri në qoshe, nuk del dot nga shtëpia. Tymi të shkojë drejt, pa le të jetë oxhaku i shtrembër! . *u. shift tek* TYM,~I.

OXHAKËRI,~A. *përmb. hist.* Njerëzit e shtresës së pasur; klasa feudale e vendit, paria feudale. *Oxhakëria e vendit.*

OXHAKËSI,~-A . *përmb. hist, shift* OXHAKËRI, ~A.

OXHAKFSHIRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Oxhakpastrues.

OXHAKPASTRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që fshin oxhakët, pastruesi i oxhakëve. *Brigade e oxhakpustruave.*

OZON,~I *m. kim.* Gaz pa ngjyrë, me erë të forte e të pakëndshme, i cili ka veti oksiduese dhe përdo-ret për të pastruar mirë plagët ose sendet e tjera. *Ozon i gaztë (i lëngët). Shtresë ozoni.*

# P

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e njëzetedytë e alfabctit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkitingëllorja p. Tingulli p. Shkronja p.*
2. *si em. f.* Zanorja dhe shkronja p. *P-ja e vogël (e madhe).*
3. Simboli i një lloji vitaminash. *Vitamina P.*
PA i *ndajf. bised.* Pastaj. *Mat, pa pri! Mendohu mirë,pafol!*
PA H *parafj.* Përdoret me një emir, me një përemër ose me një numëror në rasën kallëzore për të treguar:
1. Mungesën e dikujt a të diçkaje në një kohë a vend të caktuar ose gjatë një veprimi, mungesën e një vetie të brendshme a të një tipari thelbësor e të përhershëm ose mungesën e një gjymtyre a pjese te dikush a te diçka etj., mungesën a mohimin e një veprimi a gjendjeje të caktuar ose të një mënyre veprimi, rrethane etj. gjatë krycrjes së një pune, gjatë shfaqjes së një dukurie etj., mungesën e cakut a të kufijve në hapësirë, në kohë ose në sasi etj. *Kafe pa sheqer. Shtëpi pa ballkon. Fusion pa mëngë. Bluzë pa Jake. Arrë pa bukë. Urë pa këmbë, Gjellë pa mish. Gjellë pa shije, Njeri pa cene (pa fjalë). Njeri pa ripe (pa turp, pa nder, pa vlerë, pa brume). Vajzë pa djallëzi, Fëmijë pa Vullnel. Djalë pa mend. Ditë pa diell. Shaka pa lezet (pa kripë). Çështje pa rëndësi. Fjalë pa vend. Muhabet pa bulmet. Fushë (del) pa anë e pa fund. Doli pa kapelë. Rrinin pa bukë. Luftuan edhe pa pushkë. Erdhi pa djalin. Jetonte pa burrin. Nuk rrinte dot pa të. Mos shko pa mua! Kjo gjë bëhet edhe pa ty. Rronte pa shpresa. Doli pa humbje. U dorëzua pa kushte. Punonte pa kujdes (pa mend në kokë). Punon (flet) pa pushim. Mbeti (ra) pa ndjenja. Nibeti pa gojë. Kaloi pa vështirësi. Erdhi pa Vonesë. Kishte pa numër. Shpen-zon pa hesap. Ha (flet, shëtit, vjen) pa kohë. hhte pa punë. Humbi pa gjurmë (pa të thënë). la tha pa shaka. E kish pa të keq. E mori pa dëshirë. E bëri pa dashje. E bëri pa bujë. E la pa frymë. Na la pa mend. Erdhën të gjithë pa përjashtim. Fëmija pa nënë si nata pa hënë.*
*fJM.*
2. Heqjen, përjashtimin, vcçimin e diçkaje a të dikujt (në kuptimin "duke mos e llogaritur, duke e hequr a zbritur, duke e perjashtuar, veç, përveç"). *Peshon tridhjetë kile pa arkën. Shkolla ka* 600 *nxënës, pa ata të degës së nates.*
3. Mungesën e një pjese ndaj një njësie të plotë të peshës, të gjatësisë a të kohës (me fjalë që tregojnë sasi, masë, kohë). *Tetë pa dy (minuta). Katër pa një çerek. Dhjetë pa pak. Një meter pa katër centimetra. Peshon pesë kile pa dyqind gramë. Është një vit pa dy muaj.*
4. Përdoret me njË emër të përsëritur për të ndërtuar togje të qëndrueshme që shënojnë një mënyrë veprimi ose një rrethane, e cila zakonisht nuk është e për-shtatshme a e dëshirueshme. *Flet (ndërhyn) vend e pa vend. Vjen kohë pa kohë. Udhëtuan rrugë pa rrugë.*
• Pa dyshim *shift te* DYSHIM,~I. Pa fjalë *shih te* FJALË,~A. Pa një pa dy *shih te* NJË.
PA in *lidh. bised.* 1. Prandaj. *Ka ndodhur, pa e rrëfejnë. Kishte rrugë të gjatë, pa u ngrit herët.*
*2.* Përdoret në periudha me fjali të bashkërenditura kundërshtore me kuptimin "përndryshe, në rast të kundërt". *Nuk e dinte, pa s'do ta kishte bërë kurrë një gjë të tillë. Nuk e vuri re, pa do t'i kishte folur.*
3. Përdoret në periudha me fjali të bashkërenditura kundërshtore me ngjyrime shtesore. *Fliste me zë të lartë, pa se shqetësonte fqinjët nuk donte Via dinte. Ç't'i bënte atij, pa për të tjerë nuk pyeste fare.*
4. Përdoret në periudha me fjali të bashkërenditura me ngjyrime shtesore në kuptimin "sa per..., përsa i përket...". *Shko në ke punë, pa ta mbaj unë djalin. Qoftë kryet shëndoihë, pa kësula gjen sa të duash. fj. u.*
5. Përdoret në periudha me fjali të bashkërenditura që shprehin marrëdhënie qëtlimore; që, për të... *Duhej të lanin dy napolona në muaj, pa të shpëtonin shtëpinë.*
6. Përdoret me ngarkesë të veçantë modale, kur numërojmë disa veprime që ndjekin njëri-tjetrin. *Velenxat kanë shumë punë — pa duhet larë leshi, pa duhet krehur, pa duhet punuar në avlëmend, pa duhet dërstilur etj.*
7. *përd. kallëzues. mat.* Heqim, zbresim (kur zbre-sim nje numër nga një tjetër). *Nëntë pa dy.*
8. i *em.* ~, ~JA *f.sh.* ~, ~TË *mat.* Shenja e zbritjes (—); minus; *kund.* edhe. *Vëri pane!*
PA iv *pj.* 1. Përdoret psrpara një foljeje ose një fjale tjetër me funksion kallëzuesor për të zbutur urdhrin, kërkesën etj. që shprehet prej saj. *Pa na i thuaj! Pa mendoni pak! Pa të bëjmë pak hesap! Pa eja këtu! Pa he, de!*
2. Përdoret me një pjesore për të ndërtuar formën e pashtjelluar mohore. *S'la gurë pa lëvizur. S'la gjë pa bërë. Qëndroi një kohë të gjatë pa folur. U nis pa zbardhur dita. Liria s'jitohet pa derdhur gjak.*
3. Përdoret kur duam ta bëjmë më të gjallë, më të ngrohtë etj. bisedën ose kur ffasim për diçka që vjen a që ndodh pas diçkaje tjetër, si edhe kur zë fill li-gjërimi, tregimi etj. *Pa nisi kënga, valle merr rinia. Pa erdhi dimri. Pa u hap fjala anë e mbanë. Pa, kur filloi të punonte, ç"të shihje. Pa, do ti, edhe këtu e tregoi veten.*4. Përdoret kryesisht në fjali pyetëse për të theksuar ndjenjën e folësit ose qëndrimin e tij ndaj asaj që th^të, për të rritur fuqinë shprehëse të ligjërimit etj.; seI *Mirëpo kush besonte pa? E për kë foli pa! E përte pa? Dhe ku pa?! Dhe ç'krom pa!*
5. Përdoret në fund të fjalisë kur e ndërpresim li-gjërimin me qëllim, për të lënë të nënkuptuar diçka që do të ndodhte, do të bëhej, do të ndërmerrej etj. si kundërveprim. *S'e pashë, pa nuk do ta lija të nisej. S'ë mori vesh, pa do të ishte përgjigjur.*
Pa le *shih te* LE.
PA v *pasth.* 1. Përdoret për të shprehur habi ose keqardhje kur na ndodh diçka e papritur a që nuk e dëshironim. *Pa, ç'harrova! Pa, ç'e humba të shier e ten!*
2. Përdoret edhe e përsëritur për të përforcuar shprehjen e admirimit për dike a për diçka. *Pa, sa e bukur! Pa-pa, sa fort shkëtqen! Pa, sa mirë e flet frëngjishten!*
3. Përdoret, zakonisht e përsëritur, për të theksuar shprehjen e pakënaqësisë, të përçmimit, të neve-rise etj. për dike a për diçka. *Pa-pa-pa, sa nevrik është! Palpa, sa ftohtë bën! Pa-pa-pa, sa njeri i keq ishtej*
PA- *fjalëform.* Parashtesë që përdoret zakonisht për të formuar: a) emra dhe mbiemra me kuptim tS kundërt nga ai i fjalës pa këtë parashtesë; p.sh. pa-barazi, padurim, pahir, pakënaqësi etj.; i padukshëm, I pafalshëm, i papjekur etj.; b) mbiemra, që shënojnë mungesën e asaj që shprehin emrat, nga tema e të cilëve janë formuar; p.sh. i pafund, i pashtëpi, 1 pa-strehë, i pabesë, i paemSr, i pafat, i patëkeq etj.

PAAFRUAR (i,e) *mb. shih* PAAFRUESHËM (i).
-ME (e) i.
PAAFRUESHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
tregohet i afrueshëm dhe i përzemërt më të tjerët, i pashoqërueshëm. *DJalë i paafrueshëm. Vajzi e paafrueshme.*
*2. libr.* Shumë i vështirS pSr t'u shkelur, që nuk mund t'i ngjitesh a ta kapërcesh Iehtë; i pakalueshëm. *Male të paafrueshme. Grykë e paafrueshme. Shkëmbinj të paafrueshëm.*
PAAFTË (i,e) *mb.* 1. Që nuk është i aftë të bëjë diçka, që nuk i ka mundësitë e forcat e një njeriu të zakonshëm për të kryer një punë. *paaftë për punë (për shërbimin ushtarak). Mendërisht i paaftë. V be i paaftë. Komisioni mjekësor e nxori të paaftë.*
2. Që nuk ka prirje a aftësi për ta kryer mirë e shpejt punën e vet, i pazoti. *Nxënës (student) i paaftë. Mjek i paaftë.*
*3. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
PAAFTËSI,~A . 1. Të qenët i paaftë; mungesë aftësie; pamundësia për të përballuar diçka (një vështirësi, një fatkeqësi etj.). *Paaftësi e përkohshme. Paaftësi mendore (fizike). Paaftësia për punë. Është ulur paaftësia.*
2. Mungesa e prirjes a e aftësisë për të kryer mirë e shpejt punën ose detyrën, pazotësi. *E hoqën për paaftësi.*
PAAJËR (i,e) *mb.* Që nuk ka ajër; që ka shumë pak ajër. *Hapësirë e paajër.*
PAAJRUAR (i,e) *mb.* Që nuk është ajruar, që ka ajër të pa paster; që nuk ka marrë ajër. *Dhomë e pa-ajruar. Tokë e paajruar.*
PAAKORDUAR (i,e) *mb. muz.* Që nuk i janë vënë telat në akord, që nuk është akorduar. *Violinë (kitarë) e paakorduar.*
PAAMËZ (i,e) *mb.* Që nuk ka ndonjë erë a shije të veçantë. *Gjellë e paamëz.*
PAANA,~T (të) . *vet. sh.* Brekët, mbathjet.
PAANË (i,e) *mb.* 1. Që shtrihet shumë sa nuk i duken kufijtë, që është pa anë e pa fund; shumë i gjerë, i pakufi, i pafund. *Det i paanë. Fushë e paanë. Pyje të paanë. Hapësirë e paanë. Qiell i paanë.*
2. *fig.* Që është shumë i fuqishëm, i pakufishëm, i pafund. *Dashuri e paanë.*
3. I paanshëm. *Njeri i paanë.*
PAANËSI,~A . 1. Të qenët i paanshëm në vësh-trimin dhe vlerësimin e gjërave; qëndrim i drejtë dhe i paanshëm, që nuk ndikohet nga ndonjë paragjykim a paramendim; *kund.* anësi. *Paanë si e plotë. E gjykoi (e vlerësoi) me paanësi.*
*2.* Të qenët shumë i gjerë e i paanë, hapësira e paanë që na rrethon, pafundësi. *Paanësia e gjithësisë. Paanësia e shkretëtirave. Humbet në paanësi.*
PAANËSlSHT *ndajf. libr.* Pa i mbajtur anën as-njërit, në mënyrë të paanshme, me paanësi; *kund.* anesisht. *Gjykon paanësisht. E zbaton ligjin paanësisht.*
PAANGAZHUAR (i,e) *mb. libr.* QË nuk është përfshirë në një punë a veprimtari, që nuk është zënë me një punë. *Forca të paangazhuara.*
• Vende (shtete) të paangazhuara vende (shtete) borgjeze e revizioniste që, sipas re-vizionistëve modernë dhe oportunistëve të ndryshëm, gjoja nuk janë pjesëtarë të ndonjë blloku ushtarak a ekonomik të kryesuar nga superfuqitë, por që në të vërtetë janë të lidhura me to në forma e mënyra të ndryshme.
PAANSHËM (i), —ME (e) *mb.* 1. Që nuk i del krah një tjetri pa të drejtë, që nuk i mban anën as-njërës pale; që gjykon me paanësi. *Njeri i paanshëm. Gjykatës i paanshëm. U tregua i paanshëm.*
2. Që i paraqit gjërat ashtu siç janë, që nuk është nisur nga paramendimet, nga paragjykimet ose nga interesat vetjake; objektiv. *Qëndrim i paanshëm. Mendim (gjykim) i paanshëm.*
PAANSHMËRI,~;A . *shih* PAANËSI,~A l. *Pa-anshmëria e gjykimit (e vlerësimit).*
PAAPELCESHËM (i), ~ME*{e)midrejt.* Që nuk mund të rishqyrtohet e të ndryshohet nga një gjy-katë më e lartë, i prerë, përfundimtar, i pandryshue-shëm. *Vendim i paapelueshëm.*
PAARDHUR,~I (i) *m.sh.* <-, ~IT (te) *bised., mallk.* Ai që mos e sjelltë kokën, ai që mos ardhtë gjallë. *Erdhi prapë i paardhuri!*
PAARDHUR (:,e) *mb.* Që nuk ka ardhur ende nga tharmi; që nuk është zënë me tharm (për bukën). *Brume i paardhur. Bukë e paardhur* bukë që nuk është ende gati për t'u futur në furrë.
PAARMATOSUR (i,e) *mb.* Që nuk është armatosur, që nuk ka armë me vete. *Rojë e paarmatosur. Turma të paarmatosura.*
PAARSIMUAR (i,e) *mb.* Që nuk ka marrë arsim, që nuk ka bërë shkollë; i pashkollë. *Njeri i paarsimuar.*PAARSYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk arsyeton drejt, që mendon, gjykon a vepron pa lo-gjikë të shëndoshë, që nuk ka arsye të shëndoshë. *Njeri i paarsyeshëm.*
2. Që bie ndesh me arsyen e shëndoshë; që nuk është i matur e i peshuar mire. *Qëndrim (veprim) i paarsyeshëm. Zgjidhje e paarsyeshme.*
3. Që nuk përligjet nga një shkak a nga rrethanat e krijuara ose nga nevojat e vërteta, që nuk shpje-gohet me arsyen e dhënë; i pathemeltë. *Mungesë e paarsyeshme. Kërkesa të paarsyeshme. E pa të paarsyeshme që...*
PAARRIRË (i,e) *mb.* 1. Që nuk është pjekur sa duhet, që nuk është bërë për t'u vjelë ose për t'u ko-rrur. *Rrush i paarrirë. Miser i paarrirë.*
2. *fig.* Që nuk ka dale i goditur, që nuk është i për-punuar sa duhet, që nuk ka cilësinë e duhur. *Vepër e paarrirë.*
PAARRlTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
mund të arrihet, që nuk mund të bëhet, i pamundshëm. *Gjëra të paarritshme. Qëllim i paarritshëm. Dukej diçka e paarritshme.*
*2.* Që është aq i mirë ose aq i përkryer, sa është vështirë ta arrijnë të tjerët.
PAASFALTUAR (i,e) *mb.* Që nuk është i shtruar me asfalt. *Rrugë e paasfaltuar.*
PAASGJËSCESHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që nuk mund të asgjësohet, që nuk mund të shfaroset a të zhduket. *Materia është e paasgjësueshme.*
PAATDHE (i,e) *mb.* 1. Që nuk i dihet atdheu ose që nuk ka asnjë atdhe të vetin. *Njeri i paatdhe.*
*2. keq.* Që mohon atdheun dhe vepron kundër tij, që nuk ka dashuri për atdheun a që e ka tradhtuar atdheun. *Mercenarë të paatdhe.*
PABABË (i,e) *mb.* Që i ka vdekur i ati; që nuk e ka me babanë në familje. *Djalë i pababë. Vajzë e pababë. Ngeli i pababë.*
PABAFT (i,e) *mb. bised., vjet.* I pafat. *Njeri i pabaft.*

PABANCAR (i,e) *mb.* Që është pa banorë, i shkretë, papopulluar; *kund.* i baniuur. *Krahinë e pabanuar. Vend i pabanuar. Qendër e pabanuar.*

PABANUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është i papërshtatshëm për të banuar njerëzit; që nuk mund të shërbejë si banesë; *kund.* i banueshëm. *Vend i pa-banueshëm. Ndërtesë e pabanueshme.*

PABARABARTË (i,e) *mb:* 1. Që nuk është i bara-bartë me një tjetër (në madhësi, në peshë, në cilësi etj.), jo i njëjtë. *Pesha të pabarabarta. Forca të pa-barabarta. Madhësi (vlera) të pabarabarta. Pjesl ti pabarabarta. Numra të pabarabartë. Zhvillim i paba-rabartë. Në largësi të pabarabarta. Në përpjesëtim të pabarabartë. Në kushte (në rrethana) të pabarabarta.*

2. Që nuk ka të njëjtat të drejta e detyra; që nuk bëhet me barazi; që nuk është më të njëjtën përgjegjësi. *Të drejta të pabarabarta. Ishin të pabarabartë përpa-ra ligjit.*

3. Që bëhet ndërmjet palëve jo të barabarta nga fuqia a nga kushtet. *Paqe (marrëveshje) e pabarabartë. Ndeshje (luftë) e pabarabartë.*

PABARAZI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i pabarabartë (në madhësi, në shkallë, në cilësi etj.) me
një tjetër; *kund.* barazi. *Pabarazia e forcave. Paba-razia e ihvlllimit.*

2. Gjendje e pabarabartë e njerëzve në shoqëri nga pikëpamja e të drejtavc politike e qytetare dhe nga gjendja ekonomike, mungesë barazie me një tjetër; *kund.* barazi. *Pabara2'1 e plotë. Pabarazi kom-bëtare (shoqërore). Pabarazi politike (ekonomike, ju-ridike). Zhdukja e pabarazisë.*

3. *mat. shih* MOSBARAZIM,~I.

PABARAZUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
mund të barazohet me. një tjetër; që nuk mund të krahasohet e të përqaset me një tjetër nga madhësia, nga vlera etj. *Vlera (madhësi) të pabarazueshme.*

PABASHKËMATSHËM (i), ~ME (e) *mb. mat.* Që nuk mund të matet më të njëjtën masë me diçka tjetër. *Madhësi të pabashkëmatshme. Segmente të pabashkëmatshme.*

PABAZË (i,e) *mb.* Që nuk mbështetet në fakte, argumente a parime të shëndosha, që nuk ka një bazë të shëndoshë; i pabazuar, i pathemeltë. *Akuzë e pa-bazë. Vendim i pabazë. Arsyetim i pabazë.*

PABAZIJAR (i,e) *mb.* Që nuk është mbështetur në fakte, argumente a parime, që nuk është ngritur mbi një bazë të shëndoshë, i pambështetur; *kund. i* bazuar.

PABESË (i,e) *mb.* 1. Që nuk e mban f jalën e dhënë, që nuk duhet t'i zihet besë; që nuk i qëndron besnik dikujt, që nuk ka besë, që tradhton; *kund.* besnik. *Njeri i pabesë. Armiku është i pabesë. Doli i pabesi.*

*2.* Që ndryshon ndjenjat dhe qëndrimin kundrejt dikujt, që nuk e ruan dashurinë për të ose që nuk e ndjek me besnikëri, që nuk është besnik; *kund.* besnik. *Bashkëshort i pabesë. Mik i pabesë. I doli e pabesë.*

3. Që bëhet në mënyrë të pandershme e prapa krahëve të dikujt për ta goditur e dëmtuar sa me shumë. *Sulm i pabesë. Vrasje e pabesë. Komplot i pabesë.*

4. Që të zhgënjen; i gënjeshtërt. *Ç'botë e pabesë që ishte atëherë!*

5. *vjet.* Që nuk është besimtar, që nuk beson me në dogmën fetare; i pafe. *Mysliman i pabesë.*

6. *fet., vjet.* Që ishte i një feje të ndryshme nga ajo e dikujt tjetër, që ishte i një besimi kundershtar me një tjetër.

7. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2,6 të mbiemrit. *Mos u lidh më të pabesin! S'i zihet besë të pabesit.*

8. *si em.* ~, ~T (të) *as.* Pabesi. *la bëri më të pabesë.*

PABESI,~A *f.sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Të qenët i pabesë, qëndrim i pabesë ndaj dikujt a diçkaje; tradhti. *Pabesia e armikut. la punoi në (me) pabesi.*

2. Veprim i pabesë; shkelje e besnikërisë bashkë-shortore. *Pabesitë e armikut.*

3. *vet. nj. krahin.* Mungesë besimi, mosbesim.

PABESIM,~I m. *vjet.* 1. Mosbesim. *Përhapnin pabesim. Pyeti me pabesim. Shkaku i këtij pabesimi ishte...*

*2.* Mungesa e besimit fetar, mosbesimi në një fe. *Pabesimi në fe.*

3. Pabesi. *U vra në pabesim.*

PABESIM (i,e) *mb. vjet.* Që nuk është besimtar, që nuk beson me në fe, i pafe.PABESISHT *ndajf.* Me pabesi, në mënyrë të pa-besë; tradhtisht. *Veproi pabesisht. E sulmuan pabesisht. E vranë pabesisht.*

PABESUAR (i,e) *mb. shih* PABESUESHËM (i), ~ME (e).

PABESUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk mund të besohet si i vërtetë. *Lajm i pabesueshëm. Ngjar-je e pabesueshme. Gjëra të pabesueshme. Kjo është e pabesueshme.*

2. Që nuk mund t'i besohet, që nuk mund t'i zihet besë (për njerëzit). *Njeri i pabesueshëm.*

PABËRË (i,e) *mb.* 1. Që nuk është pjekur, i pa-arrirë (për petnët e bimët); *kund.* I pjekur, i bërë. *Mollë (kumbulla) të pabëra. Rrush ipabërë. Pambuk ipabërë. I këputi të pabëra. Nuk i ha të pabëra.*

2. *si em.* PABËRË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të) *bised.* Diçka që nuk ka ndodhur ose që nuk ta merr mendja se mund të ndodhë, që nuk është bërë a nuk është parë e dëgjuar ndonjëherë; vepër a sjellje e keqe që nuk pajtohet me normat e moralit dhe me kër-kesat e me rregullat e shoqërisë, që nuk duhet bërë. *Të bëra e të pabëra. Bënte të pabëra. la numëruan të gjitha të pabërat.*

PABINARË (i,e) *mb.* I panjeri. *Kishte mbetur njeri i pabinari.*

PABINDUR (I,e) *mb.* 1. Që nuk i është mbushur mendja ende për diçka, që nuk ka bindje të plotë për diçka; *kund.* i bindur. *Është ende i pabindur.*

2. Që nuk zbaton kërkesat, këshillat a urdhrat e dikujt; që kundërshton e nuk bindet; i padëgjueshëm; *kund.* i bindur. *Nxënës (fëmijë) i pabindur. Vajzë e pabindur. Tregohej i pabindur.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Sqa-ronin të pabindur it.*

PABISEDUESHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* PA-DISKUTUESHËM (i), ~ME (e).

PABISHT (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka bisht; që i është këputur bishti (për kafshët). *Dhelpër e pabisht.* 2. Që nuk ka bisht (për gjethet). *Gjethe e pabisht.*

PABOJË (i,e) *mb. bised.* I paturp, i pacipë, i pa-fytyrë. *Njeri i pabojë.*

PABOTUAR (i,e) *mb.* Që nuk është botuar ndonjëherë; që ka mbetur dorëshkrim. *Vepër (letër) e pabotuar. Fotografi e pabotuar. Dokument i pabotuar.*

PABOTUESHËM (I), ~ME (e) *mb.* Që nuk ka vlerat e cilësitë e nevojshmc për t'u botuar, që nuk është i

botueshëm; *kund.* i botueshm. *Artikull (studim, tregim) i pabotueshëm. Vepër e pabotueshme.*

PABREDHUR (i,e) *mb.* I pashëtitur, i padalë.

PABRENGË (i,e) *mb.* Që nuk ka brenga. *Jetë e pabrengë.*

PABRUMË (i,e) *mb.* 1. Që nuk është gatuar a nuk është zënë me brume të thartë, i ndormë; *kund.* 1 mbrumë. *Bukë e pabrumë. Kulaç i pabrumë.*

2. *fig. bised.* Që nuk dallohet për aftësi mendore; që nuk ka formim ideologjik, shkencor, arsimor etj.

PABRUMOSUR (i,e) *mb.* Që nuk është i përga-titur e i formuar mirë nga ana politike, ideologjike e morale; i paformuar. *Njeri i pabrumosur.*

PABUJË (i,e) *mb.* I pabujshëm.

PABCJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që bëhet pa bujë, që nuk shoqërohet me zhurmë për të bërë përshtypje ose për të mashtruar të tjerët. *Heroizëm i pabujshëm.*

PABUKË (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka mjete jetese, shumë i varfër, i këputur. *Njerëz të pabukë.*

2. Që nuk ka lidhur kokrra (për kallinjtë e drithë-rave); që nuk ka zënë thelb a tul, që është fyçkë për-brenda (për kokrrat e disa pemëve). *Kalli i pabukë. Arrë e pabukë.*

3. *jig.* Që nuk sjell fryte a përfundime me vlerë, i padobishëm, i pabulmet. *Punë e pabukë. Mbledhje e pabukë.*

*A. jig. bised. shih* PABRUMË (i,e) 2.

PABUKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që nuk është pjellor; që nuk jep prodhim. *Tokë (are) e pabukshme. Vend i pabukshëm.*

*2. shih* PABUKË (i,e) 1,3.

PABUKUR (I,e) *mb.* Që nuk është ashtu siç kër-kohet a siç duhet, i pahijshëm, i keq. *Punë e pabukur.*

PABULMET (i,e) *mb.* I pabulmetshëm.

PABULMETSHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që jep pak qumësht; që ka pak bulmet. *Lopë e pabulmetshme.*

*2.* Që është bërë me pak bulmet, i payndyrshëm.

3. *fig. shih* PABUKË (i,e) 3. *Punë e pabulmetshme.*

PABURRË (i,e) *mb.* I. *vet. f.* Që i ka vdekur burri ose që është ndarë prej tij. *Grua e paburrë.* 2. *shih* PABURRËRI (i,e). *Burrë i paburrë.*

PABURRËRl,~A . Të qenët frikacak dhe i dobët nga karakteri, burracakëri; mungesë burrërie. *Tregoi paburrëri.*

PABURRËRI (i,e) *mb.* Që s'ka burrëri, frikacak, burracak. *Burrë i paburrëri.*

PACAK (i,e) *mb.* 1. I paanë, i pakuB. *Det i pacak. Qiellipacak.*

*2. keq.* Që nuk ka vend a strehë të përhershme ba-nimi; që endet andej-këtej dhe nuk zë një vend për të jetuar a për të punuar. *Njeri i pacak.*

PACAKTUAR (I,e) *mb.* 1. Që nuk është caktuar në mënyrë të prerë a me përpikëri qysh me pare; që nuk dihet a që nuk njhet me përpikëri; i papërcaktuar. *Në kohë (me afat) të pacaktuar. Në ore të pacak tuar. Në drejtim të pacaktuar. Në një vend të pacaktuar. Në një sasi të pacaktuar.*

*2. gjuh.* I pakunshëm. *Përemrat e pacaktuar.*

3. *gjuh., vjet.* I pashquar. *Emër i pacaktuar.*

PACAKTUESHËM (I), ~ME (ë) *mb.* Që nuk

mund të caktohet me përpikëri; i papërcaktueshëm. *Ndryshim i pacaktueshëm.*

PACEN (I,e) *mb.* 1. Që nuk ka ndonjë të metë trupore a mendore, që është pa cen. *Njeri i pacen.*

2. Që nuk ka të meta, që është i plotë e fare i pa-dëmtuar; i pacenuar. *Takëm i pacen.*

3. *fig-* Që është pa vese, i paster.

PACENUAR (i,e) *mb. I.* Që nuk është dëmtuar ose nuk është prishur aspak nga përdorimi; që nuk e ka nisur njeri; i paprekur. *Fletore e pacenuar. Gjellë e pacenuar. Lakror (kos) i pacenuar.*

2. *fig.* Që nuk është bërë me ndonjë njollë turpi;Që ka mbctur i pastër e i papërlyer. *Njeri i pacenuar. Mbeti i pacenuar.*

PACENUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk mund të cenohet nga askush; i paprekshëm. *Vend i pacenueshëm. Prone e pacenueshme. Të drejta të pa-cenueshme.*

*2. drejt.* Që nuk mund të ndryshohet, i vendosur përfundimisht. *Vendim i pacenueshëm.*

PACIFIST,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Ithtar i pacifizmit, përkrahës i pacifizmit. *Pacifist borgjez. U tregua (u be) pacifist.*

PACIFIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me pacifizmin; që predikon a përkrah pacifizmin; që mbështetet në pacifizëm. *Teori (rrymë) pacifiste. Politikë pacifiste. Parulla (fraza) pacifiste. Iluzione pacifiste. Rrugë pacifiste. Letërsi (vepër) pacifiste.*

PACIFtZËM,~MI *m.* Rrymë politikë borgjeze e revizioniste, që predikon paqe me çdo kusht dhe motion çdo lloj lufte, edhe luftërat e drejta çlirimtare e revolucionare, duke synuar të ruajë marrëdhëniet kapitaliste, shtypjen e shfrytëzimin e popujve. *Pa-cifizmi borgjez. Fryma e pacifizmit. Teroria e pacifizmit. Kane rënë në pacifizëm.*

PACILËSUAR (l,e) *mb. libr.* Që nuk është për-caktuar me emër sipas ti par eve a karakteristikave që ka; që nuk është pranuar haptazi si i tillë.

PACILËSUESHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që është shumë i keq, krejt i pahijshëm. *Punë e pacilë-sueshme. Sjellje (poshtërsi) e pacilësueshme.*

PAClPË (i,e) *mb.* Që nuk ka fare turp, që nuk i skuqet faqja nga asgjë, që i ka plasur cipa, i paturp, i pafytyrë; që është karakteristik për një njeri cipë-plasur, i ulët, i paturpshëm. *Burrë i pacipë. Grua e pacipë. Tradhtar i pacipë. Punë e pacipë.*

PACOPËZUAR (l,e) *mb.* Që është një i tërë, që nuk është copëzuar. *Ekonomi e pacopëzuar.*

PAÇAMCR,~I *m.* Papare. *Paçamur me copa buke të thata.*

*k* U bënë paçamnr u ngatërruan keq, u bënë lëmsh.

PAÇARlZ,~I m. *sh.* ~E, ~ET *bised.* Rrëmujë, pështjellim, trazirë; ngatërresë. *Paçariz i madh.*

• E beri paçariz (punen) e ngatërroi keq punën; e bëri çorbë.

PAÇAVURE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Cope e grisur nga një rrobë; leckë që përdoret për të kapur enët kur janë në zjarr, për të larë, për të fshirë furrën etj.; rreckë e fëlliqur; sukull. *Paçavure e madhe (e vogël). E kapi (e fshiu, e fërkoi) me një paçavure.*

2. *keq., për cm.* Cope letre ku është shkruar diçka pa kujdes; vepër e shkruar a dokument pa vler3; ga-zetë pa vlerë, fletushkë e keqe. *Paçavuret e borgjezisë. Nënshkruan një paçavure.*

3. *fig.* Njeri pa karakter, njeri pa vlerë; njeri i ulët.

• E bëri paçavure (leckë, rreckë) *shih te* LECKË, ~A. la bëri mishin paçavure të zezë e rrahu keq sa ia bëri mishin me njolla të zeza.

PAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *gjell.* Gjellë e lëngshme, e gatuar me copa të vogla plëndësi ose me copa të vogla mishi nga koka a këmbët e bagëtive dhe e rregulluar me hudhra, me uthull e me piper; një pjatë me këtë gjellë. *Pace koke. Pace plëndësi. Pace këmbësh. Hëngrën nga një pace.*
2. *krahin.* Bukë që gatuhet a zihet pa brume të thartë, bukë e ndorme.
3. *krahin.* Pale fiku.
PAÇE,~T . *vet. sh.* Munxët. *dha (i bëri) paçet.*
PAÇEBËRËS,~I *m.sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që bënte e shiste pace.
PAÇELUR (i,e) *mb.* Që nuk ka shpërthyer, që nuk ka çelur ende (për lulet etj.). *Lule të paçelura. Boçe të paçelura.*
PAÇJERRË (i) *mb. euf.* I patredhur. *Kale ipaçjerrë.*
PAÇKA *lidh. bised.* 1. Nuk ka ndonjë gjë të madhe, nuk prish punë; ani> edhe pse. *Ne dolëm ta prisnint, paçka se nuk erdhi.*
*1. pj. përd. kallëzues. (zakonisht e përsëritur).* S'prish punë, s'ka gjë, ani. Q *Nuk janë edhe aq të ëmbla këto kumbulla. Paçka, paçka.* □
PAÇLIRUAR (i,e) *mb.* Që nuk e ka fituar ende lirinë, që ndodhet ende nën zgjedhën e pushtuesve të huaj. *Vende (krahina) të paçliruara. Në qytetet e fshatrat e paçliruara.*
PAÇMUAR (i,e) *mb.* I paçmueshëm. *Ndihme e paçmuar.*
PAÇMtJESHËM (I), ~ME (e) *mb.* Që ka vlerë shumë të madhe; që është shumë i çmueshëm ose i dobishëm. *Dhuratë e paçmueshme. Ndihmë e paçmue~ shme. Ka vlerë të paçmueshme.*
PADALË (i,e) *mb.* 1. Që ka jetuar gjithnjë i mbyllur në shtëpinë e vet, në fshatin a në qytetin ku ka lindur, që nuk ka parë botë, i pashëtitur. *Njeri i padalë. Vajzë e padalë.*
2. *bised.* Që nuk ka dalje, që është pa krye, e verbër (për rrugën). *Rrugë e padalë.*
PADALLUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
dallohet dot me sy. *Ngjyrë e padallueshme.*
2. Që nuk mund ta dallosh dot nga një tjetër, shumë i ngjashëm me të. *Janë bërë të padallueshëm.*
PADASHKA *ndajf. bised.* Padashur. *E goditi pa-dashka.*
PADASHUR *ndajf.* 1. Pa pasur ndonjë qëllim a synim të caktuar, jo nergut, jo enkas. *E tha padashur. E goditi padashur. E shkeli padashur.*
2. Jashtë vullnetit, pa qeno plotësisht i vetëdijshëm për atë që bëj ose që me ndodh, pa dashje, vetiu. *Ndjeu padashur se... Mendoi padashur që...*
PADASHURI,~A . Mungesë dashurie ndaj di-kujt, marrëdhënie të ftohta me dike, ftohtësirë.
PADATUAR (i,e) *mb.* Që nuk i është vënë data; që nuk është datuar ende. *Letër e padatuar. Dokument i padatuar.*
PADEGËZUAR (l,e) *mb.* Që nuk është i ndarë në disa degë, që nuk është degëzuar (për drurë e bimë). *Pemë (bimë) e padegëzuar. Kërcell i padegëzuar.*
PADEKLARUAR (i,e) *mb. libr.* Që nuk është bërë i njohur botërisht a zyrtarisht si i tillë, që nuk është shpallur si i tillë, i pashpallur. *Luftë e padeklaruar. Ar-mik i padeklaruar* armik që vepron fshehurazi.
PADENJË (i,e) *mb.* 1. Që nuk meriton të jetë a të quhet i tillë, që nuk është i denjë për diçka. *Pje-sëtar i padenjë. Vepër e padenjë.*2. Që nuk meriton nderimin e besImin e të tjerëve, që nuk është i denjë; që të turpëron. *Njeri i padenjë. Sjellje e padenjë. Veprim i padenjë. Fjalë të padenja.*
PADENJËSlSHT *ndajf. libr.* Në mënyrë të padenjë. *Sittej padenjësisht.*
PADEPËRTUESHËM (i), ~ME (e) *mb. 1.* Që
nuk e lejon diçka ta depërtojë tejpërtej, i papër-shkueshëm; nëpër të cilin nuk mund të depërtohet. *Lëkurë (mushama) e padepërtueshme. Trup i padepërtueshëm. Pyll i padepërtueshëm.*
*2. fig. libr.* Që është e vështirë t'ia kuptosh men-dimet, qëllimet a ndjenjat, që nuk ia blen dot mendjen. *Njeri i padepërtueshëm.*
PADERË (i,e) *mb.* Që nuk ka shtëpi, që nuk ka familje. *Njeri i paderë.*
PADERT (i,e) *mb. bised.* Që nuk ka derte. *Njeri i padert.*
PADESHIFRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të lexohete të kuptohet; që nuk mund të deshifrohet. *Mbishkrim (shkrim) i padeshifrueshëm. Kod i padeshifrueshëm.*
PADETYRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
është i detyrueshëm; që nuk kërkohet patjetër. *Rre-gulla të padetyrueshme. Ishte e padetyrueshme.*
PADËGJUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është bërë i njo-hur në shoqëri; që nuk ka fituar emër të mirë (për një njeri, për një vend etj.). *Shkrimtar (artist) i padëgjuar. Vifid i padëgjuar.*
2. Që nuk ka ngjarë ndonjëherë me pare, që ka diçka të çuditshme a të jashtëzakonshme. *Histori (ngjarje) e padëgjuar.*
3. I padëgjueshëm, i pabindur. *Fëmijë i padëgjuar.*
PADËGJUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk i
dëgjon e nuk i zbaton ato që i thonë të tjerët, që nuk merr vesh; i pabindur. *Djalë i padëgjueshëm. Vajzë e padëgjueshme.*
PADËM (i,e) *mb.* Që nuk bën dëm, që nuk sjell ndonjë dëm.
PADIIMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk bën dëme (zakonisht për kafshët). *Kafshë të padëmshme.*
*2.* Që nuk dëmton shëndetin. *Ushqim i padëmshëm. Pije e padëmshme.*
3. Që nuk është i dëmshëm për shoqërinë. *Veprim i padëmshëm. E bënë të padëmshëm.*
PADËMTËAR (i,e) *mb.* Që nuk ka pësuar dome; që nuk është prishur ose nuk është cenuar, i paprekur. *Shtëpi e padëmtuar. Bimë të padëmtuara. Ruhet i pa-dëmtuar.*
PADËNUAR (i,e) *mb.* Që nuk është dënuar ndonjëherë nga gjyqi. *Fajtor i padënuar. Quhet i padënuar.*
PADËNUESHËM (I), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të dënohet; që nuk duhet të dënohet. *Veprim (qëndrim) i padënueshëm. Sjellje e padënueshme.*
PADËSHIRUESHËM (i), ~ME (e) *mb. 1.* Që
bie në kundërshtim me dëshirën e dikujt; që nuk e dëshiron njeri (për sende, dukuri etj.). *Pasoja të pa-dëshirueshme.*
2. Që nuk duam ta kemi pranë nesh ose midis nesh. *Njeri i padëshirueshëm.*
3. *dipl.* Që nuk pranohet nga një qeveri a shtet za-
konisht për shkak se ka zhvilluar veprimtari në kundërshtim me rregullat a me interesat e vendit (për të huajt). *Person i padëshirueshëm.*
PADËSHMUAR (i,e) *mb.* Që nuk është provuar a nuk është vërtetuar, që nuk është dëshmuar. *Ngjarje e padëshmuar.*

PADI,~A. *sh.* ~, ~TË *drejt.* Kërkesa që i bën dikush gjykatës kundër një tjetri për të mbrojtur një të drejtë ose për të kërkuar zgjidhjen e një çësht-jeje; akti që përmban këtë kërkesë. *Padi civile. Padi shkurorëzimi. Padi trashëgimore. Rrëzimi i padisë. Ngriti padi.*

PADIJE,~A. 1. Mungesa e të dhënave për diçka ose njohja e paktë e rrethanave dhe e gjendjes së vër-tetë. *E bëri nga padija.*

*2.* Mungesa e arsimit dhe e kulturës së përgjith-shme, të qenët i pashkollë, padituri; gjendja e tillë e një njeriu ose e një populli; njohja e pamjaftueshme ose e dobët e një pune, e një mjeshtërie ose e një fushe të veprimtarisë. *Jetonin në padije. E ka nga padija. Ishin të zhytur në padije. E mbanin popullin në padije.*

PADIJE (i,e) *mb.* I paditur. *Njeri i padije.*

PADIJENI,~A . Mungesa e njoftimit për diçka që bëhet; gjendja e njeriut që nuk e di diçka, të cilën duhej ta dinte. *Ishte në padijeni të plotë.*

PADIJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I paditur. *Njerëz të padijshëm.*

PADIKTËESHËM (i), ~ME (e) i *mb.* Që nuk
mund të shihet me sy a të diktohet; që është i fshehur a i mbuluar mirë; që nuk mund të zbulohet. *Sëmundje e padiktueshme. Bazë e padiktueshme.*

PADIKTUESHËM (i), ~ME (e) n *mb. drejt., vjet.* Që nuk mund t'i paraqitej gjyqit të diktimit për shqyrtim; i paapelueshëm. *Vendim i padiktueshëm.*

PADISIPLINË,~A . Gjendja kur mungon di-siplina; mungesë disipline.

PADISIPLINCAR (i,e) *mb.* Që nuk zbaton rregullat e kërkesat e disiplinës, që shkel disiplinën; i pabindur. *Nxënës i padisiplinuar. Ishte i padisiplinuar.*

PADISKUTËESHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që
nuk mund e nuk duhet të rrihet a të bisedohet më të tjerë, që nuk mund të diskutohet e të ndryshohet, i prerë. *Vendim i padiskutueshëm.*

*2.* Që nuk mund të vihet në dyshim a të kundër-shtohet, që është plotësisht i vërtetë ose i palëkund-shëm. *Fakte të padiskutueshme. E vërtetë e padiskutu-eshme. Autoritet i padiskutueshëm.*

PADISHAH,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Titull i sulltanit në Perandorinë Osmane dhe i sundimtarit absolut në disa vende të Lindjes; ai që mbante këtë titull.

PADlT (PADIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. *drejt.* Bëj një padi kundër dikujt. *E paditi për fyerje. E paditën në gjyq.*

*2.* Ia tregoj një tjetri fajin që ka bërë dikush, e kallëzoj. *E paditi te babai (te nëna).*

PADlTEM. *Pës. e* PADIT.

PADITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *drejt.* Ai që i drejtohet gjykatës me një padi, ai që bën një pad.2. *bised.* Ai që ia tregon një tjetri fajin që ka bërë dikush. *S'e mori vesh kush ishle paditësi.*

PADlTËS,~E *mb. drejt.* Që bën një padi kundër dikujt. *Pala (ana) paditëse.*

PADlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimevc tS foljeve PADIT, PADITEM. *Paditja në gjy9-*

PADITUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të) *drejt.* Ai kundër të cilit është bërë një padi. *Përgjigjet e të pa-diturit.*

PADITUR (i,e) i *mb.* 1. Që nuk ka arsimin dhe kulturën e përgjithshme, që s'ka dituri, i padije, i pashkollë. *Njeri i paditur.*

2. Që nuk dihet prej askujt, i panjohur. *Me banim (me drejtitn) të paditur.*

3. *bised.* Që nuk ka dijeni për diçka, që nuk di gjë për diçka. *Mos u bëj i paditur.*

4. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

PADITUR (I,e) ii *mb. drejt.* Që është paditur në gjyq nga dikush. *Personi i paditur. Pala e paditur.*

PADITURI,~A . Të qenët i paditur; mungesëe arsimit dhe e kulturës së përgjithshme, padije. *Zhdukja e paditurisë. Rronin në mjerim e në padituri.*

PADJALLËZl,~A . Të qenët i padjallëzuar, vetia e njeriut të padjallëzuar. *Sillet (vepron) me padjallëzi.*

PADJALLËZUAR (i,e) *mb.* Që sillet e vepron me çiltëri, pa prapamendime e pa qëllime të këqija ndaj të tjerëve, që nuk di të gënjejë a të bëjë diçka me di-nakëri. *Njeri (fëmijë) i padjallëzuar. Është i padjallëzuar.*

PADJEGSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk digjet; që nuk mund të digjet. *Lëndë e padjegshme. Pëlhurë e padjegshme.*

PADJERSË (i,e) *mb.* QË nuk është nxjerrë me punë e me djersë, që është fituar a është bërë lehtë e pa mundime. *Bukë e padjersë.*

PADOBI (i,e) *mb.* I padobishëm. *Punë e padobl.*

PADOBISHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që nuk hyn në punë për asgjë, që nuk është i dobishëm për diçka. *Pjesa e padobishme e ushqimit.*

*2.* Që nuk sjell ndonjë dobi, që nuk ka ndonjë vlerë, i kotë. *Punë e padobishme.*

PADORË (i,e) *mb.* I. Që nuk e ka njërën dorë; qe e ka njërën dorë të prerë. *Njeri i padorë.*

2. I padorës.

3- *fig-* Që nuk vjedh, që nuk ka dorë. *Është i nder-shëm e i padorë.*

PADORËS (I), ~E (e) *mb.* Q€ nuk e ka emrin e atij që e ka shkruar, i panënshkruar, i pemër, anonitn. *Letër e padorëSe.*

PADREDHUR (i,e) *mb.* Që nuk është dredhur; që nuk është bërë fije (për leshin, pambukun etj.). *Fije e padredhur. Pe i padredhur. Lesh (pambuk) i padredhur.*

PADREJTË (i,e) *mb.* 1. Që është në kundërshtim më të vërtetën, që nuk shpreh a nuk moron drejtësinë e të vërtetën; i gabuar, i shtrembër. *Mendim (gjykim) i padrejtë. Akuza të padrejta. Qëndrim (veprim) i padrejtë. Çështje c padrejtë. Luftë t padrejtë* luftë
grabitqare për të pushtuar vendet e tjera. *Rrugë e padrejtë* rrugë e shtrembër, e gabuar *(fig.).*

*2.* Që nuk është në përputhje më të drejtën, me rregullat a me ligjet, që nuk është me vend, i paar-syeshëm. *Dënim i padrejtë. Kërkesë (ankesë) e padrejtë. Ndarje e padrejtë.*

3. Që nuk gjykon e nuk vepron me drejtësi a me paanësi. *Njeri i padrejtë. U tregua i padrejtë.*

4. *si em.* PADREJTË,~A (e) . Diçka e padrejtë; padrejtësi. *U soil më të padrejtë. Të dallohet e drejta nga e padrejta.*

PADREJTËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Të qenët i padrejtë. *Gjykonte (vepronte, punonte) me padrejtësi.*

2. Veprim, sjellje a diçka tjetër e padrejtë, vendim a qëndrim në kundërshtim më të drejtën; gjendja kur mungon drejtësia shoqërore. *Padrejtësi e madhe. Padrejtësitë shoqërore. Padrejtësi e hapur. Benin shumë padrejtësi. Mbretëronte padrejtësia. U ngritën kundër padrejtësive.*

PADREJTËSISHT *ndajf.* Në mënyrë të padrejtë, me padrejtësi; jo siç është e vërteta dhe e drejta, duke i mbajtur anën dikujt. *U hoq (u dënua) padrejtë-sisht.*

*Veproi padrejtësisht. Ia morën padrejtësisht. E ndau padrejtësisht.*
PADREJTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të drejtohet. *Tel i padrejtueshëm.*
PADRON,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pronar i një pasurie, i një fabrike, i një sipërmarrjeje etj., që shfry-tëzon punën e të tjerëve për të nxjerrë fitime; pronari kundrejt atyre që punojnë për të ose që i shërbejnë atij (në shoqërinë borgjeze). *Padroni i fabrikës. Grevë kundër padronit. Përmbysën padronët. Sillej si padron.*
2. *fig, keq.* Ai që ka vënë të tjerët nën urdhra; ai, të cilit i nënshtrohct me bindje e me lajka dikush për të nxjerrë ndonjë përntim. *Qeveritë e vendeve borgjeze u shkojnë pas avazit padronëve amerikanë.*
3. *keq.* Ai që sillet e vepron si pronar kapitalist ndaj vartësve ose ndaj njerëzve që kanë të bëjnë me të. *Është padron në familje.*
PADRONE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PA-DRON,~I.
PADRUAJTUR (i,e) *mb.* 1. Që i futet pa frikë diç-kaje, që nuk i trembct syri, guximtar. *Vajzë e pa-druajtur.*
2. Që nuk ka turp e druajtje për ato që thotë ose bën përpara të tjerëve, i gjallë, i hedhur.
PADUK (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka duk kur përdoret, që harxhohet shpejt; që nuk shton kur gatuhet. *Miell i paduk.*
2. Që nuk jep përfundime të plota e të dukshme; që shkon kot. *Punë e paduk.*
PADUKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të shihet, që nuk rroket nga syri, ngaqë është shumë i imët, i mbuluar a për ndonjë arsye tjetër. *Grimca të padukshme. Rreze të padukshme. Pjesa (ana) e pa-dukshme e Hënës.*
PADUKSHMËRI,~A. *libr.* Të qenët i padukshëm.
*Padukshmëria e rrezeve.*
PADUKUR,~I (i) m. *euf.* Djalli.
PADUKUR,~A (e) . *euf.* Sëmundja e plasjes. *ra lopës e padukura.*PADURIM,~I *m.* Mungesë durimi kur presim dike a diçka; humbja e durimit kur njeriu mezi prct të vijë dikush a të bëhet diçka që e dëshiron sa me pare, kur mërzitet për diçka etj. *Caste padurimi. Shenja padurimi. E pret me padurim. E pyeti me pa-durim.*
PADURUAR (i,e) *mb. shih* PADURUESHËM (i),
—ME (e) \.
PADURUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
ka durim të merret me diçka për një kohë të gjatë, që nuk ngulet dot në punë; që mezi pret të vijë dikush a të bëhet diçka që e dëshiron, që nuk i durohet. *Tregohej i padurueshëm.*
*2.* Që nuk mund të përballohet, që mezi mund të durohet; që është shumë i papëlqyeshëm a i keq. *Vapë e padurueshme. Dhembje e padurueshme. Gjendje e padurueshme. lu be jeta e padurueshme.*
PADYSHIMTË (i,e) *mb.* Që është plotësisht i si-gurt e i vërtetë; që nuk lë vend për dyshim se është i tillë ose se do të bëhet. *Prova të padyshimta. Në mënyrë të padyshimtë. Me duket e padyshimtë që...*
PADHEMBSHËM (i), -ME (e) dhe PADHIMB-SHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që nufc shoqërohet me dhembje. *Operation i padhembshëm.*
*2.* Që nuk ndien dhembje e dashuri për të tjerët, që nuk ka zemër të ndieshme, që nuk i dhimbsen të tjerët, i pashpirt. *Prind i padhembshëm. Fëmijë i padhembshëm.*
PADHËMBË (I,e) *mb.* Që nuk ka dhëmbë në gojë, që i kanë rënë dhëmbët. *Plak i padhëmbë.*
PADHJAMË (i,e) *mb.* Që nuk ka dhjamë. që nuk ka yndyrë. *Mish i padhjamë.*
PADHUNUESHËM (I), -ME (e) *mb. drejt.* Që nuk lejohct të dhunohet me përjashtim të rasteve të caktuara me ligj (për banesën etj.); që mbrohet më të gjitha forcat për të mos e prekur a për të mos e shkelur dikush me dhunë (për kufijtë, tërësinë tokësore eti.); i paprekshëm, i pacenueshëm. *Banesa është e padhu-nueshme.*
PADHUNUESHMËRl,—A . *drejt.* I. E drejta që gëzon me ligj diçka për të mos u dhunuar; imunitet. *Padhunueshmëria e banesës.*
2. Të qenët i padhunueshëm, paprekshmëri. *Padhunueshmëria e kufijve.*
PAEDUKATË (i,e) *mb.* Që sillet pa edukatë, i pasjellshëm, i paedukuar.
PAEDUKUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka marrë edukat8 të mirë,; që nuk është edukiiar drejt. *Fëmijë i paedukuar.*
2. Që sillet pa edukatë, i pasjellshëm, i paedukatë. *U tregua i paedukuar.*
PAEFEKTSHËM (i), —ME (e) *mb.* Që nuk jcp
përfundimin e dëshiruar, që nuk bën efekt, i pado-bishëm, i pafrytshëm. *Punë e paefektshme. Mjekim i paefektshëm. Masa të paefektshme. Fjalë të paefektshme.*
PAEKUILIBRUAR (I,e) *mb. libr.* Që nuk është i ekuilibruar në sjelljet, në veprimet, në qëndrimet e tij etj.; që karakterizohet nga mungesa e ekuilibrit. *Njeri i paekuUibruar. Gjendje mendore (psikike) e paekuUibruar. Sjellje e paekuUibruar. Qëndrim i paekui-libruar.*
PAELEKTRIFIKUAR (i,e) *mb.* Që nuk përdor energjinë elektrike dhe mjetet që punojnë me të; i tillë ku nuk është çuar ende energjia e drita elektrike. *Industri (bujqësi) e paetektrifikuar. Fshat i paelektri-fikuar.*
PAEMËR,~RI (i) *m.* 1. *euf.* Djalli.
2. *mjek.* Lëvizje të pavullnetshme e të shpeshta të një grupi muskujsh, sidomos në fytyrë, që sjellin dridhje. *E zuri ipaemri.*
PAEMËR,~RA (e) . 1. *mjek., euf.* Urdhje, shpër-gëti. *I ra e paemra.*
*2. mjek., euf.* Rrebull. *E kish djalin më të paemër.*
3. *mjek., euf.* Sëmundje e shpretkës, që shfaqet me ënjtje të saj, zmadhim i shpretkës.
4. edhe *sh.* ~RA, —RAT (të) *mjek., euf.* Fryrja e da-marëve të këmbëve, shpesh te grate shtatzëna. *Në çdo barrë i dilnin të paemra.*
5. edhe *sh.* ~RA, ~RAT (") *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare e liqeneve dhe e kënetave, me kërcell të lartë, me ffetë gjatore, që përdoret në mjekësinë popullore për të shëruar urdhjen.
6. edhe *sh.* ~RAT, —RAT (të) *bot.* LIoj myshku i bardhemë, që vesh sipërfaqen e gurëve në trajtë njollash.
• B a r i i s ë paemrës *shih te* BAR,~I i.
PAEMËR (i,e) *mb. I.* Që nuk ka ernër, që nuk i është vënë emri; që nuk i dihet emri. *Det i paemër. Pyll i paemër. Rrugë e paemër. Fëmijë i paemër.*
*2.* Që nulc e ka emrin e atij që e ka shkruar ose që e ka bërë, i padorës, anonim. *Letër e paemër. Vepër (pikturë) e paemër.*
3- *fig-* Qe nuk di si ta quash a çfarë emri t'i vësh; që nuk është parë a dëgjuar ndonjëherë; i jashtëza-konshëm. *Tradhti e paemër. Turp i paemër. Ligësi e paemër. Bukuri e paemër. Nur i paemër.*

4. *fig.* Që nuk është bërë i njohur në shoqëri, që nuk ka fituar emër të mirë, i padëgjuar. *Njeri ipaemër.*
5. *mallk.* Që mos iu përmendtë emri, që mos qoftë.
PAEMËRTUAR (i,e) *mb.* Që nuk ka një emër, që nuk është emërtuar me ndonjë mënyrë; i paemër. *Kodër e paemërtuar. Fshat i paemërtuar.*
PAEPSHËM (I), ~ME (e) *mb.* I. Që nuk lakohet, i papërkulshëm. *Thupër e paepshme.*
*2. fig.* I paepur. *Vullnet i paepshëm. Njeri i paep-shëm.*
PAEPUR (i,e) *mb. 1.* Që nuk thyhet a nuk lëkundet nga lutjet, nga kërcënimet ose nga forca e dikujt, që nuk epet; që nuk trembet nga vështirësitë, pengesat etj., që lufton dhe nuk dorëzohet në asnjë rrethanë, i papërkulshëm; që është karakteristik për një njeri të tillë. *Popull i paepur. Luftëtar (trim) i paepur. Udhë-heaës (drejtues) i paepur. Qëndresë e paepur. Me vullnet të paepur.*
*2. fig.* Që u qëndron besnik bindjeve e parimeve, që nuk ndërron a nuk lëkundet. *Politikë e paepur.*
PAËRË (i,e) i *mb.* Që nuk ka erë të forte, pa erë e i qetë. *Mot i paerë.*
PAERË (i,e) ii *mb.* Që nuk bie erë, që nuk ka ndonjë erë të veçantë a të rëndë. *Gjellë e paerë.*
PAERRËSUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nukmund t'i errësohen vlerat, mcritat, emri i mirë ose shkëlqimi.
PAFAJ (i,e) *mb. shih* PAFAJSHËM (I), ~ME (e) 1.3. *Njeri i pafaj. Fëmiji i pafaj. Sy të pafaj. Vësh-trim* i *pafaj.*
PAFAJËSl,~A. 1. *drejt.* Të qcn6t i pafajshëm për një veprim që dënohet me ligj. *Kërkoi (provoi) pa-fajësinë. Mori (fitoi) pafajësini* doli i pafajshëm. *dhanë pafajësinë.*
2. *fig.* Vetia e njeriut me shpirt të pastër e të çiltër si të fëmijës; padjallëzi. *Pafajësia e fëmijës. Me një shprehje pafajësie.*
PAFAJSHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk është fajtor për diçka, që nuk e ka bërë një faj; *drejt.* që nuk ka marrë pjesë a nuk ka gisht në një vepër e cila dënohet me ligj. *Njeri i pafajshëm. Viktimë e pafaj-shme. Doli i pafajshëm. E nxorën të pafajshëm.*
2. *fig.* Që ka shpirt të pastër si të fëmijës, i çiltër, i padjallëzuar; që nuk është i njollosur nga veset e të këqijat; që shpreh çiltëri e pastërti shpirtërore. *Fëmijë i pafajshëm. Qenie e pafajshme. Buzëqeshje e pafaj-shme. Vështrim i pafajshëm.*
3. Që nuk i bën keq a dëm njeriu, që nuk ka p6rse të dënohet ose të qortohet *Lo)ëra të pafajshme.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2 të mbiemrit.
PAFALSHËM (I), ~ME (e) *mb.* Që është aq i rëndë sa nuk mund të falet; që nuk duhet t'ia fate asnjeri, *Gabim (faj) i pafalshëm. Pakujdesi e pafal-shme. Vonesë e pafalshme.*
PAFAMlLJE (i,e) mi. Që nuk ka familje. *Njeri i pafamilje.*
PAFARË (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka fare brenda. *Rrush i pafarë.* 2. *fig.* I panumërt, i shumtë. *Turmë e pafarë.*
PAFASHITUR (i,e) *mb.* Që nuk është fashitur ende (për një dhembje, një ndjenjë etj.). *Dhembje e pa-fashitur. Ndjenjë (dashuri) e pafashitur.*
PAFAT (i,e) *mb.* 1. Që nuk i ndih fati (sipas para-gjykimeve e besetytnive); që nuk i shkon puna mbarë, që nuk i ecën. *Njeri i pafat.*
2. Që nuk përfundon mirë a që prishet shpejt; që nuk sjell mbarësi, lumturi e gëzim. *Marrëveshje e pafat. Dashuri (martesë) e pafat.*
PAFAVORSHËM (D, ~ME (e) *mb. libr.* Që nuk është në dobinë e dikujt a të diçka je, që nuk ndikon për të mirë, që nuk e lehtëson diçka; i papërshtat-shëm. *Kushte (rrethana) të pafaorshme.*
PAFE (i,e) *mb.* 1. Që nuk beson në dogmën e fesë, që nuk pranon asnjë fe; *hist,* që hiqte dorë nga feja sunduese dhe që për këtë ndiqej nga përfaqësuesit e saj, heretik. *Njeri i pafe. I shpaUnbi tëpafe. I ndiqnin si të pafe.*
*2. fig. bised., vjet.* I pabesë. *Njeri i pafe.*
3. *Përd. em. m.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
PAFEJt)AR (i,e) *mb.* Që ka arritur moshën e për-shtatshme dhe ende nuk është fejuar. *Djalë i pafejuar. Vajzë e pafejuar.*
PAFILLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Teneqe; enë prej teneqeje. *Pafillë për tajguri.* 2. Gëzhoja e fishekut *Pafilla e fishekut.*
3. Rrip i ngushtë teneqeje, dërrase, pëlhure etj. *1 hoqi një pafillë.*
4. Velenxë e nolle; përkavë. *Mbulohej me një pafillë.*
PAFlLLTË (i,e) *mb. krahin.* Që është prej teneqeje. *Enë (kuti) e pafilltë.*
PAFILLTJAR (i,e) *mb.* I panisur. *Një stive e pa-filluar.*
PAFJALË (i,e) *mb.* 1. Që fiet pak, që është i kur-syer në fjalë, fjalëpakë.
2. Që është i bindur e i dëgjueshëm, që nuk kthen fjalë; që nuk ka kërkesa të tepruara, kokulur. *Djalë (punëtor) i pafjalë.*
*3.* Që ka sjellje të mira e qëhdrim të mirë moral dhe që nuk i ka dale ndonjë fjalë e keqe. *Vajzë (nu-se) e pafjalë.*
4. *libr.* Që nuk Set, që nuk ka gjuhë, i pagjuhë (në kundërvënie me njeriun); që nuk përbëhet nga fjalët tingullore (për gjuhën). *Krijesë (qenie) e pafjalë. Gjuhë e pafjalë.*
PAFJETUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka fjetur fare a që nuk është ngopur me gjumë; i pagjumë. *Ishte i pa-fjetur.*
2. *fig.* Që është gjithnjë i gatshëm për çdo të pa-pritur, që rri syçelët. *Rojë e pafjetur* “ *kufijve (e lirisë).*
PAFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT.Paftë.
PAFOLUR (i,e) *mb.* Ujë i pafolur: *etnogr.* ujë që, sipas besetytnive, merrej te burimi në raste sëmun-djesh ose ngjarjesh me rëndësi të jetës, sillej në shtëpi nga një njeri, i cili nuk duhej të fliste rrugës dhe per-dorej, duke kujtuar se kishte fuqi të shëronte, të sillte fat etj.
PAFORMUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka marrë ende trajten e vet përfundimtare; që nuk ka arritur zhvi-Uimin e plotë. *Trup i paformuar.*
2. Që nuk është formuar ende mirë nga ana botë-kuptimore, politike, kulturore etj.; që nuk ka arritur zhvillimin e përgjithshëm të plotë arsimor, kulturor e profesional dhe nuk e ka fituar përvojën e doraos-doshme; *kund.* i formuar. *Njeri i paformuar. Kuadër i paformuar. I ri i paformuar. Mësues (poet) i paformuar. Me karakter të paformuar.*
PAFRE (i^) *mb.* 1. Që sillet a vepron si t'i shkrepet e si t'i dojë qejfi; që nuk e përmban veten për dë-shirat e tekat e veta, që jepet pa fre pas qejfeve, i shthurur, i papërmbajtur. *Njeri i pafre.*
*2.* Që nuk njeh asnjë kufi, që shfaqet a që bëhet me force të papërmbajtur, i shfrenuar. *Shfrytëzim i pafre. Egoizëm i pafre. Argëtim i pafre.*
PAFRENUESHËM (i), ~ME (e) mi. Që nuk mund të frenohet, që nuk mund t'i vihet fre; i papër-mbajtshëm. *Zhvillim i pqfrenueshëm. Vrull (hoi) i pafrenueshëm.*

PAFRlKË Q,e) *mb.* I pafrikshëm. *Njeri i pafrikë.*
PAFRtKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk ka frikë nga asgjë, i patrembur. *Luftëtar i pafrikshëm.*
PAFRtiT (i,e) *mb. bot.* Që nuk lidh kokrra, që nuk jep fruta. *Pemë e pafrut.*
PAFRYMË (i,e) *mb.* Që nuk merr me frymc, i vdekur. *Trup i pafrymë.*PAFRYT (i,e) *mb.* I pafrytshëm. *Punë e pafryt.*
PAFRYTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I padobishëm, i kotë; që nuk sjell ndonjë përfundim të dobishëm, që shkon kot. *Punë e pafrytshme. Diskutim i pafrytshëm. Bisedë e pafrytshme. Përpjekje e pafrytshme. Sulm i pafrytshëm.*
PAFTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Cope metali në trajtën e një petle a të një pllake të vogël e të hollë, që përdoret për qëllime të ndryshme. *Pafta ari (ar-gjendi). Paftë hekuri (çeliku). Pafta këpucësh. Paftat e b'rezit. E bëri pafta. I vuri pafta.*
*2.* Diçka që është në këtë trajtë. *Paftë guri. Paftë sapuni. Paftë sheqeri. Pafta e misrit* buka *e* kokrrës së misrit që ushqen sythin. *Paftat e peshkut* luspat e peshJcut.
3. *vet. sh.* Çiftet e derës a të dritares. *Paftat e derës (e dritares).*
4. *krahin.* Kopsë. *Paftë dysheku* çdonjëra nga pu-llat prej stofi, që qepen në të dy anët e dyshekut për të mos u mbledhur leshi a pambuku në një vend, kilzë dysheku.
5. *përd. mb.* Që ka trajtën c një petle. *Sheqer paftë-*
• Heq paftë *tek.* holloj më tej një pllakë metali me makinë të posaçme, paftëzoj.
PAFTËZIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PAFTËZOJ, PAFTEZOHET.
PAFTËZOHET. *Pës. e* PAFTËZOJ. *Paftëzohet lehtë;*
PAFTËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Holloj më tej një pllakë metali me makinë të posaçme, heq paftë! *Paftëzojnë hekitrin (bakrin).*
PAFTUAR (i,e) *mb.* Që nuk është ftuar në një pritje, në një gosti etj., që ka ardhur pa qenë i ftuar. *Miq (mysafirë) të paftuar. Kush shkon i paftuar, e gjen të pashtruar. fj.u.*
PAFCND (i,e) *mb.* I. Që nuk ka fund e anë, që s'ka as fillim as mbarim; që shtrihet shumë sa që nuk i duken kufijtë (për një hapësirë), i paanë. *Hapësirë e pafund. Në qiellin e pafund. Fusha (pyje) të pafund. Bota është e pafund.*
2. Që është në sasi të pallogaritshme, që nuk ka të nuinëruar a të mbaruar; i shumtë. *Varg i pafund njerëzish. Pasuri e pafund fjalësh.*
3. Që zgjat shumë kohë, që s'ka mbarim; që vijon pa ndërprerje, i vazhdueshëm. *Bisedë e pafund. Pritje e pafund. Udhëtimi iu duk i pafund.*
*4. fig.* Që është shumë i fuqishëm, që shfaqet me force të madhe, i thellë e i qëndrueshëm, i pakufi-shëm (për një ndjenjë etj.). *Dashuri (besnikëri) e pafund. Nderim i pafund. Gëzim i pafund. Kujdes i pafundi*
PAFUNDËSI,~A. 1. Të qenët i pafund. *Pafundësia e hapësirës (e kohës). Pafundësia e gjithësisë (e na-tyrës).l Pafundësia e qiellit. Pafundësi madhësish.*
2. Hapësirë e pafund ose që duket e paanë; largest e pafund ose diçka së cilës nuk i duket fundi. *Në pa-fundësinë e detit. Shtrihet (zgjatet) në pafundësi.*
PAFUNDËSlSHT *ndajf.* 1. Pa cak në hapësirë, në kohë ose si sasi, në mënyrë të pafundme.
2. Shumë, jashtëzakonisht. *Pafundësisht i gjatë (i gjerë, i large!).*
PAFUNDMË (i),.~E (e) *mb. I.* I pafund. *Hapë-sira e pafundme. Bota e pafundme. Varg i pafundme. Pritje e pafundme. Vështirësi të pafundme.*
2. *mat.* Që rritet a zvogëlohet pa arritur kurrë një kufi të fundit, që nuk arrin kurrë në një madhësi të tillë, prapa së cilës të mos ketë një tjetër më të madhe a më të vogël. *Bashkësi të pafundme. Vargu i pafundme i numrave. ThyeSë dhjetore e pafundme. '*
PAFUQl,~A. 1. Gjendja kur njeriu e ndien veten të këputur a pa fuqi, mungesë e fuqisë trupore, do-bësi. *E ka nga pafuqia.*
2. Të qenët i pafuqishëm ose i paaftë për të bërë diçka; mungesa e forcave dhe e mundësive për të bërë ose për të arritur diçka. *Pafuqia e borgjezisë (e kla-save të përmbysura).*
PAFUQI (i,e) *mb.* 1. Që e kanë lënë forcat fizike, që nuk ka fuqi, i dobët, i pafuqishëm. *Plak i pafuqi.*
*1.* Që nuk është në gjendje të mirë shëndetësore, i pamundur. *U gdhi i pafuqi.*
3. *drejt., vjet.* Që nuk vepron me, që ka humbur fuqinë, që nuk është me në fuqi, i shfuqizuar. *Ligj i pafuqi.*
PAFUQISHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1, Që nuk është i fuqishëm, i dobët, i pafuqi. *Plak i pafuqishëm.*
2. I pamundur, i pafuqi. *Ndjehej i pafuqishëm.*
3. Që nuk i ka forcat, mundësitë a aftësitë për t'ia dale mbanë diçkaje; që nuk gjen në vetvete forca për të përballuar diçka. *Njeri i pafuqishëm. Ishte i pafuqishëm ta ndihmonte.*
*4.* Që i mungon forca, vrulli a energjia e nevoj-shme; i dobët. *Erë e pafuqlshme. Rrymë e pafuqishme. Dritë e pafuqishme. Zë i pafuqishëm. Goditje e pafuqishme. Sulm* i *pafuqishëm. Gjuajtje e pafuqishme. sport.*
5. Që ka mjete materiale, mundësi ekonomike, forca etj. të pakta e të pamjaftueshme, i dobët. *Shtet i pafuqishëm. Ekonomi e pafuqishme, Ushtri e pafuqishme. Kooperativë e pafuqishme.*
*6. Përd. em.* sipas kuptimeve 1-3, 5 të mbiemrit. *Ndihmonin të pafuqishmit.*
PAFYTYRË (i,e) *mb.* Që sillet e vepron pa pike turpi; që as skuqet e as zverdhet për ato që bën ose për ato që i thonë, i pacipë, i paturpshëm. *Njeri i pa-fytyrë.*
PAFYTYRËSl,~'A. Të qenët i pafytyrë, paturpësi.
PAGABUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mendon e vepron gjithrnonë drejt, që nuk gabon asnjëherë. *Udhëheqje e pagabueshme. Njeri i pagabueshëm.*
*2.* Që jep gjithmonë përfundime të mira e të rre-gullta; që nuk të çon në gabime. *Mjet i pagabueshëm.*
PAGABUESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i pagabueshëm, vetia e atij që nuk gabon asnjëherë. *Paga-bueshmëria e Partisë.*
PAGAN, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që nuk ka ka-luar në njërën nga fete monoteiste, ai që beson në shumë hyjni e perëndi (kryesisht në periudhën e lashtë), ithar i paganizmit.
PAGAN,~E *mb.* Që lidhet me paganët ose me paganizmin, i paganëve ose i paganizmit; që ësh'të karakteristik për paganët e për paganizmin; që është ithtar i paganizmit a që mbështetet në të. *Kult (rit)pagan. Fallore pagane. Mbeturina pagane. Besimet (fete) pagane. Banorët pagane.*
PAGAN,E,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PAGAN, —1.
PAGANlZËM,~MI *m.* Besim në shumë hyjni a perëndi, forme e lashtë e feve para kalimit në njërën nga fete

monoteiste; priudha e sundimit të feve pagane. *Lindja e paganizmit.*
PAGATITUR (i,e) *mb.* I papërgatitur.
PAGATOR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që u ndan pagat punëtorëve a nëpunësve. *Pagatori i sektorit (i kanlierit). Pagatori i brigades.*
PAGDHENDUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është gdhendur (për t'u bërë i rrafshët a i lëmuar), i palatuar. *Cur i pagdhendur. Trung (shkop) i pagdhendur.*
2- *fig.* Qe i mungon arsimi, kultura dhe edukata e mirë; që ka sjellje të vrazhdë e të pahijshme; i trashe. *Njeri i pagdhendur. Mbeti i pagdhendur.*
*k* Ishte (si) tra i pagdhendur (i palatuar) *shih tek* TRA,~RI.
PAGES|Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shumë të ho-llash që paguajmë kur blejmë diçka, që duhet ta ja-pim kur shfrytëzojtnë a përdorim diçka etj.; *ek.* shu-ma e të hollave që duhet t'u shlyejë një ndërmarrje ekonomike ndërmarrjeve të tjera, më të cilat ka marrë-dhënie. *Pagesat e prapambetura. Bilanci i pagesave. Pagesa e qirasë (e dritave, e ujit). Me pagesi në dorë. Udh'itim me (pa) pagesë.*
2. Page; shpërblimi në të holla që i jepet dikujt për punën a për një shërbim. *Me pagesë ditore. Pu-nëtor me pagesë.*
3. Pagim. *Ditë pagesë. Mandat pagesë. Bëri pa-gesën.*
PAGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shpërblimi në të holla që i jepet një punonjëst për punën e tij në një ndërmarrje, në një institucion a në një detyrë tjetër. *Paga mujore (javore, ditore). Paga mesatare. Paga të ulëta (të larta). Paga nominate* sasia e të hollave që i jepen dikujt për punën, pavarësisht nga aftësia blerëse e vërtetë e tyre. *Paga reale* aftësia e vërtetë blerëse e pages që merr dikush. *Paga e punëtorëve (e nëpunës*-uoi *Page me cope* paga sipas sasisë së prodhimit punëtori. *Page me kohë* paga sipas kohës
ër punën. *Dita e pagave. Mori pagën.*
““ *ulën) pagat.*
*ih.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas PAGËZOJ, PAGEZOHEM.
*pagëzimit. Ena e page-e pagëzimit. fet.* pagëzojnë një foshnjë e krishterë). *\ft.*
të parë në, dikush.kthej në të krishterë një të rritur që pranon këtë fe, duke i bërë ceremoninë përkatëse (në vendet ku vepron feja e krishterë). *pagëzonte prifti. I pagëzonin në kishë. Nuk i pagëzojnë tnë fëmijët.*
*2. fig.* I vë emrin dikujt a diçkaje; e quaj me një emër, e emërtoj. *Si e pagëzuan rrugën (sheshin) ?*
3. *fig.* Vë në përdorim a e provoj për here të parë diçka. *Pagëzuan armët në luftëra të ashpra.*
4. *fig. shak.* I hedh ujë për ta shtuar, e shtoj me u jë për ta holluar. *E pagëzoi qumështin (verën).*
PAGËZOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Ai që pagëzon një foshnjë ose një të rritur (në vendet ku vepron feja e krishterë).
PAGËZORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *fet.* Ena ku bëhet pagëzimi.
PAGËZUAR (i,e) i *mb. fet.* Që ka bërë pagëzimin dhe ka marrë emrin sipas ritit fetar (në vendet ku vepron feja e krishterë). *Fëmijë i pagëzuar.*
PAGËZUAR (i,e) n *mb.* Që nuk ka njohur gë-zimet kryesore në jetë (përdoret zakonisht për prindët që vdesin përpara se të martojnë fëmijët e tyre ose për të rinjtë që vdesin përpara se të martohen). *Shkoi (vdiq) i pagëzuar.*

PAGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve PAGUAJ, PAGUHEM. *Pagimi i rrogave. Pagimi i qirasë. Pagimi i borxhit. Sistemi i pagimit.*
PAGODË,~A . *sh.* ~A, -'AT. Faltore në trajte piramide në disa vende të Lindjes së Largët; faltore e budistëve.
PAGOJË,~I (1) m. *euf.* 1. DjaHi. E *mantl i pa-goji! mallk.* 2. Ujku.
PAGOJË (i,e) *mb.* Që nuk Ifet dot fare; memec. *Djalë i pagojë.*
PAGRAT (i,e) *mb.* 1. I paduk. 2. *fig.* I pagratshëm. *Punë,-pagrat.*
PAGRATSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk shton kur gatuhet, i paduk. *Oriz i pagratshëm.*
2. Që nuk jep prodhim, jopjellor. *Tokë e pagrat-shme.*
3. *fig.* Që nuk jep përfundime të plota e të duk-shme; që nuk sjell dobi, që s'ka leverdi. *Punë e pa-gratshme.*
PAGRISSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk nuk mund të griset; shumë i forte. *Rrjetë e pagrisshme.*
PAGRUA (i) *mb.* Që i ka vdekur gruaja; që ka mbetur pa grua. *Plak i pagrua.*
PAGUAJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. Jap të hollat për një send a mall që blej, për diçka që përdor a shfrytëzoj, për një punë të bërë etj.; e shpërblej dike më të holla sipas punës që ka bërë. *Pagoi biletën.* - -•:.,„-: *rjritnt. uiin). Pagoi shpenzimet. I pa-*
- - - 2*guan kuotin e anëtarësisë. Pagoi borxhin. Pagoi ka-matën. Pagudnin taksa. Pagoi dëmin.*
4. *keg.* I jap të holla dikujt për të bërë një, të keqe kundër një tjetri, shtie dike.
5. *fig.* Shlyej me pasoja të rënda për veten një gabim a një faj, me del për hundësh një gjë e pamenduar mirë; e pësoj rëndë nga dikusb për një të keqe që i fcam bërë. *E pagoi gabimin. E pagoi shtrenjtë. E pagoi me kokë. Do të ma paguajë. për pak e pagova* shpëtova për një qime, për një fije, gatI lashë kokën.
*6. fig.* la shpërblej dikujt një të keqe; *vjet.* ia marr hakun a gjakun; shpaguaj.
jA- Ësbtë të paguash e të ikësh është një vend a një mjedis shumë i papëlqyeshëm. Të ther (të vret) e s'të paguan *shih te* THER. E pagoi ujin për raki pagoi shumë për diçka që gjendet lire. Paguan një grosh c hyn në valle, paguan njëqind e s'del dot *fj.u.* është lehtë t'i hysh një pune, por ësbtë shumë e vështirë t'ia dalësh mbanë.
PAGUAR,~IT (të) *as.* Pagim.
A- S'ka të paguar është shumë i vlefshëm, i çmueshëm, i dobishëm a i nevojshëm, s'ka të çmuar.
PAGUAR (I,e) *mb.* 1. Që është paguar më të holla. *Mallrat e paguar a.*
2. *keq.* Që është vënë nga një tjetër me para për *të* bërë një të keqe kundër dikujt tjetër, i shtënë. *Vra-sis i paguar. Kalemxhi i paguar.*
PAGUES,~I *m.sh.* ~, ~IT. 1. Pagator.
2. Ai që paguan të hollat për diçka që blen a për një shërbim që i bëhet.
PAGCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund a që duhet të paguhet më të holla; që shpërblehet më të holla, që paguhet. *Çek (kambial) i pagueshëm. Leje e pagueshme.*
PAGUHEM *vetv.* 1. I kthej dikujt atë që i detyro-hem, lahem me dike. *Nuk paguhem kurrë me të.*
2. *vjet.* Marr hakun a gjakun.
3. *Pës. e* PAGUAJ. *Nderi nuk paguhet me para. fj.u.*
PAGUNË (i,e) *mb. vjet.* Shumë i varfër, i këputur (thuhej zakonisht për fshatarët).

PAGCR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Enë prej alumini në trajtën e një plloske të shtypur, që e përdorin zakonisht ushtarët për të mbajtur ujë me vete. *Pagur i Teshur. Pagurët e ushtarëve. Pi me pagur.*
2. Shishe e vogël për raki; faqore. *Pagur rakie.*
PAGUXIM (i,e) *mb.* I paguximshëm. *Njeri i pa-guxim.*
PAGUXIMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që s'ka guxim, që nuk vepron me guxim; që është shumë i druajtur.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PAGJAK (i,e) *mb. I.* Që nuk ka aq gjak sa duhet, që vuan nea napiaWeio- ~x ".".-"PAGJAKËSI,~A *mjek.* Dobësi e përgjithshme e organizmit, e cila vjen nga pakësimi i rruazave të kuqe të gjakut; anemi. *Pagjakësi e përgjithshme. Vuante nga pagjakësia.*
PAGJALPË (i,e) *mb.* 1. Që i është hequr gjalpi. *Qumësht i pagjalpë.*
2. *fig.* I payndyrë, i palyrë, i pakripë (për nje-rëzit). *Njeri i pagjalpë.*
PAGJASË (i,e) *mb.* Që nuk ka të ngjarë të jetë a të ndodhë, që nuk pritet të ndodhë; që jiuk ngjan të jetë i vërtetë, i pabesueshëm.
PAGJASHËM (i), ~ME (e) *mb. krahin.* Që nuk i ka hije një njeriu të rregullt e të sjellshëm, i pahij-shëm. *Punë (sjellje) e pagjashme.*
PAGJETHE (i,e) *mb.* Që nuk i dalin gjethe në kërcell ose në degë; që i kanë rënë gjethet. *Lute e pagjethe. Pemë të pagjethe. Kircejtë e pagjethe të xunklhit.*
PAGJËSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* 1. Që nuk ka mall e pasuri, i varfër. *Ishte fshatar I pagjëshëm.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Të gjëshmit s'bëheshin merak për të pagjëshmit.*
PAGJIND (i,e) *mb.* Që ka mbetur pa njer6z të aferm, i panjeri. *Ishte i pagjind.*
PAGJINI (i,e) *mb.* Që nuk ka farefis. *Njeri i pa-gjini.*
PAGJIJAJTUR (i,e) *mb.* Që nuk është prekur nga gjuetia, në të cilin nuk është gjuajtur ndonjëherë (për një pyll, për një liqen, për një hurdhë etj.). *Pyll i pagjuajtur. Hurdhë e pagjuajtur.*
Është hurdhë e pagjaajtur (pyll 1 pagjoajtur)
a) *dikush* është në gjendje të mirë ekonomike;
b) *një vend* është i begatë a pjellor.
PAGJUHË (i,e) *mb.* Që nuk (let, që nuk ka gjuhë, i pafjalë (në kundërvënie me njeriun). *Qenie (krijesë) e pagjuhë.*
PAGJUMË (i,e) *mb.* 1. Që duket i lodhur nga pa-gjumësia. *Me sy të pagjumë. 2.* Që është kaluar pa gjumë. *Net të pagjumë.*
PAGJUMËSt~'A . 1. Mungesa e gjumit të rregullt për shkak të sëmundjeve ose të shqetë^ të ndryshme. *Pagjumësi e theksuar. Vuaʳ mësia. Vjen nga pagjumësia.*
2. Gjendja e njeriut që nuk *kt* është ngopur me gjumë. *lo>." gjumësia. 1 mbylleshin*
PAGJUNJËZUAR (i-5
zuar kurrë para pu?" përpara forces së shtruar, i parr
PAGjy
drejt, -*Sivl*ngrihet si pluhur gjatë bluarjes; raaja e miellit. *Pah mielli.*
2. Hedhet e të lashtave. *Pahu i misrit (i grurit, i orizit).*
3. Hedhet e imëta të lëndës së drurit kur e sha-rrojmë. *Pahu i drurit. Pahu i sharrës.*
4. Endi i luleve, pjalm. *Pahu i luleve (i pemëve).*
5. Flokët e imët të dëborës; shtresë e imët dëbore. *Pah dëbore.*
*6.* Zbokth; zhuli që zë koka e femijëve. *Pahu i kokës.*
PAH,~U H *m.* Pamje e jashtme, paraqitje; dukje, dukë, pashi. *la humb pjhun.*
• Del në pah a)~ bëhet i dukshëm qartë, del në dritë, del në dukje; b) shquhet ndërmjet të tjerave, bie në sy, dallohet. Nxjerr në pah a) e bëj të duket qartë, e nxjerr në dritë, e vë në dukje; b) tërheq vë-mendjen për diçka ndërmjet të tjerave, i vë theksin, e theksoj, e nënvizoj.
PAHA,~JA . *vjet.* 1. Vlerë, çmim. *Paha e lartë (e ulët). Pahaja e shtëpisë. Pahaja e floririt. Pahaja e ditës së punës. I ra pahaja.*
2. *fig.* Rëndësi, vlerë. *Pahaja e tokës. Pahaja e gruas. Nuk ia di pahanë. la uli pahanë.*
*if* Nuk ka paha është shumë i çmueshëm a i vlef-shëm, s'ka të paguar, s'ka të çmuar.
PAHAIR (i,e) *mb. bised.* 1. Që nuk bën asnjë pund të dobishme; që s'është i hairit; i prapë. *Djalë i pa-hair.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PAHALË (i,e) *mb.* Që është pa hala (për një lloj gruri). *Grurë i pahalë.*
PAHARRUAR (i,e) *mb.* I paharrueshëm. *Ngjarje e paharruar. Vite të paharruara. Cast i paharruar. Ka mbetur i paharruar.*
PAHARRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mbahet mend përgjithnjë; që nuk round të harrohet. *Ngjarje (ditë) të paharrueshme. Takim i paharrueshëm. Per-shtypje të paharrueshme. Kujtim i paharrueshëm.*
PAHEKUROSUR (i,e) *mb.* Që nuk është hekurosur, që është me rrudha a me zhubra (për veshjet). *Kë-mishë (pallto, shami) e pahekurosur. Rroba (panta-Ihna) të pahekurosura. Kostum (fustan) i pahekurosur.*
PAHETËESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të hetohet, që nuk gjendet a nuk zbulohet dot. *Shkaqe të pahetueshme.*
PAHl,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Gardh me hunj ose me dërrasa të holla e të gjata që mbërthehen si par make; parmak prej hunjsh a prej dërrasash. *Pahi e lartë (e ulët). Pahia e oborrit. Hunjtë e pahisë. E rrethoi me pahi. Kapërceu pahinë.*
*2.* Trine me purteka a me dërrasa të holla që vihet si derë; lesa e gardhit a e vathës. *Pahi e ngushtë (e gjerë). Pahia e oborrit (e vathës, e kopshtit).*
3. Lesë. *Shtypin plisat me pahi.*
4. Gjethe duhani të vena pale para se të bëhen varg. *Pahi duhani.*
PAHIJE (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka hije (për një vend të zhveshur). *Vend i pahije.* 2. *shih* PAHIJSHËM (i), ~ME (e).
PAHIJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk është i hijshëm, jo i pashëm; i shëmtuar. *Djalë i pahijshëm. Crua e pahijshme. Pamje e pahijshme.*
*1.* Që është në kundërshtim me normat e përgjith-shme të shoqërisë e të mirësjelljes; që është turp ta thuash, ta dëgjosh ose ta bësh; i turpshëm. *Sjellje e pahijshme. Qëndrim i pahijshëm. Fjalë (përgjigje) e pahijshme. Punë e pahijshme.*
PAHfR m. *palak.* Me pahir: kundër dëshirës, vull-netit a mundësive, me zor; me dhunë a me detyrim. *Me hir a me pahir. E mbajtën me pahir. Vajzat i martonin me pahir. Ecte me pahir. Qeshi me pahir. Hëngri me pahir. E bëri me pahir. Ia mori me pahir.*
PAHIRI *ndajf. krahin.* 1. Padashur. *E tha pahiri.*
*2.* Me pahir.

PAHIT (PAHIS) *kal,* ~A, ~UR. 1. Hedh drithin në erë që të pastrohet nga pahu. *Pahit grurin (misrin, orizin, elbin).*
2. Ajros gjethet e duhanit të shkuara në varg, duke i rralluar a duke i larguar njëra nga tjetra që të mos myken. *Pahit duhanin.*
3. I bëj fresk dikujt. *Pahit të sëmurin. Pahite pak!*
PAHITEM *vew. 1. vet. veta* (.Ngrihet e shpër-ndahet si pluhur (për miellin etj.). *Pahitej mielli në mulli.*
2. Mbulohem me një shtresë të hollë mielli, bëhem me pah në kokë e në trup. *U pahit duke situr miellin.*
3. *vet. veta III.* Zë pah a myk kur nuk ajroset (për gjethet e duhanit në varg). *U pahit duhani.*
*4.* Flladitem, freskohem.
5. *Pis. e* PAHIT.
PAHITUR (i,e) *mb.* 1. Që i kanë zënë fletët pah, që është mykur nga mungesa e ajrit dhe e diellit (për duhanin). *Duhan i pahitur.*
2. Që i janë zbardhur flokët, i thinjur. *Me kokë të pahitur.*
PAIDE (i,e) *mb.* Që i mungojnë idetë e thella a përparimtare. *Vepër e paide.*
PAIMAGJINCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* I pa-
përfytyruesbëm. *Suksese të paimagjinueshme. Vësh-tirësi të paimagjinueshme. Hov i paimagjinueshëm.*
PAIMITtJESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të imitohet nga të t jerët; që është i veçantë a i përkryer sa nuk mund ta bëjë ashtu tjetërkush, i papërsërit-shëm. *Shkrim (nënshkrim) i paimitueshëm.*
PAINTERES (i,e) *mb.* 1. Që nuk paraqit ndonjë interes të veçantë, që nuk ka rëndësi. *Problem i pa-interes. Çështje e painteres.*
2. Që nuk bëhet a nuk jepet me qëllim përfitimi, që jepet me gjithë zemër; që nuk mbështetet në in-teresa të ngushta materiale, i çiltër. *Ndihmë e painteres. Miqësi e painteres.*
PAJAGË,~A . 1. Vrug; ndryshku i bimëve. *ra pajaga. I prishi pajaga.*
2. Erë e ngrohtë, që than bimët e pemët. *Fryn pajaga. U thanë nga pajaga.*
PAJAMBAJ *kal.,* ~TA, ~TUR. Mbaj anën a pajën e dikujt; mbaj dike me hater.PAJAMBAJTAS *ndajf.* Duke i mbajtur anën dikujt, me hatër, jo me paanësi. *Flet pajambajtas.*
PAJAMBAJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që i mban anën dikujt; ai që vepron me anësi. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
PAJANDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Tra a
dru i gjatë që mbështetet në murpërta mbajtur, ma-xhallëk, furkë. *Pajandër e forte. I vuri një pajandër.*
PAJETË (i,e) *mb.* 1. Që nuk jeton me, që nuk është me i gjallë; i vdekur. *Trup i pajetë.*
2. Që nuk është frymor ose qenie e gjallë. *Send i pajetë.*
3. Që nuk ka kushte të përshtatshme për të jetuar qeniet e gjalla, i tillë ku nuk ka fare qenie të gjalla ose ku këto janë shumë të rralla. *Sipërfaqja e pajetë e Hënës. Shkretëtirë e pajetë.*
4. *fig.* Që ka humbur gjallërinë e jetës, që është i palëvizshëm, që është si i ngurosur. *Sy të pajetë. Fytyrë e pajetë. Vështrim i pajetë.*
*5. fig.* Që nuk ka lëvizje e gjallëri. *Qytet (fshat) i pajetë. Lagje (rrugë) e pajetë. Natyrë e pajetë.*
6. *fig.* Qe nuk lidhet me jetën dhe nuk i shërben asajl i thatë; që nuk mund të zbatohet a të vihet në jetë. *Teorizime të pajetë.*

PAJETËRSUESHËM (i), ~ME (e) *mb. drejt. shih* PATJETËRSUESHËM (i), ~ME (e). *Pasuri (prone) e pajetërsueshme. E drejtë e pajetërsueshme.*
PAjË,~A I . *sh.* ~A, ~AT. 1. *etnogr.* Plaç-kat dhe pasuria që merrte me vete nusja e i çonte në shtëpinë e dhëndrit kur martohej. *Pajë e madhe. Paja e nuses (e vajzës). Qëndismat (jastëkët) e pajës. Arka e pajës. Rente (përgatiste) pajën. Nisi (dërgoi) pajën. Nuk sjellin me pajë me vete.*
2. *bised.* Barrë që i ngarkohet dikujt. *la bëri (la la) pajë atë punë. I mbeti pajë.*
• Bëhu pajë! *keq.* shporru, qërohu! E mori pajë me vete (lu be pajë) i mbeti përgjithnjë si njollë, nuk i hiqet me. la bëri pajë dreqit (shejtanit) e shporri dike, e hoqi qafe.
PAJË,~A H . Përkrahje e dikujt kur nuk V.a të drejtë, anësi, anë, hatër. *Mban pajë* anon nga dikush, flet a vepron me anësi. *mban pajën dikujt* e për-krah ëdhe kur nuk ka të drejtë, i mban anën. *Flet me pajë.*
PAJIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* PAJIS-JE,~A i. *Pajimi i shkollave. Pajimi i shtëpisë. Pajimi me orendi (me makineri). Pajimi me veshmbathje.*
2. *zakon. sh.* Tërësia e mjeteve, e veglave etj., më të cilat pajiset dikush për të kryer një punë ose një veprimtari. të caktuar; tërësia e pjesëve plotësuese që i duhen një mjeti për t'u përdorur për nevojat e caktuara. *Pajimet ushtarake (luftarake). Pajimet e ush-tarit. Pajimet e nxënësit (e alpinist it, e gjeologut). Pajimet e peshkimit (e gjuetisë). Pajimet e djepit. Pajimet e anijes.*
3. *vet. sh.* Tërësia e rripave për të mbajtur në trup armët e sendet e tjera të ushtarit; takëmi i shales së kalit. *Pajimet e kalit. Vuri pajimet. E vrasin pajimet.*
PAJIS *kal,* ~-A, ~UR. 1. I. jap me vete dikujt diçka që i nevojitet ose që i shërben për një punë a për një veprimtari të caktuar. *pajisi me vegla. Pajis me ushqime (me rroba, me këpucë). Pajis ushtarët*
*me armë. Pajis ushtrinë. I pajisën me letërnjoftime (me vërtetime).*
2. Plotësoj nevojat e një ndërmarrjeje, të një in-stitucioni, të një dege të prodhimit a të ekonomisë më të gjitha makineritë e mjetet e domosdoshme; i vë diçkaje pjesët e duhura plotësuese që të punojë për nevojat e caktuara. *Pajisën uzinat e fabrikat m& makineri (me aparate). Pajisën industrinë (bujqësinë). Pajisën anijen.*
3. I vë orenditë; e plotësoj me orendi a me sende të tjera të nevojshme. *Pajis një zyrë. E kishte pajisur bukur shtëpinë.*
4. *fig.* I jap dikujt dije ose i ngulit pikëpamje a shprehi të caktuara që i vlejnë në jetë e në punë. *pajisi me njohuri (me dije). I pajisi me edukatë (me kulturë). I pajis me botëkuptimin marksist-leninist.*
5. *vet. veta HI fig.* I jep disa veti të mira ose aftësi të veçanta. *E ka pajisur natyra me talent (me bukuri të rrallë).*
PAJISEM *vetv.* 1. Marr me vete sendet e mjetet e nevojshme që me duhen për një punë a për një veprimtari; plotësoj nevojat më të gjitha mjetet a sendet e duhura. *U pajisën me ushqime (me veshmbathje). U pajisën me vegla (me tekste mësimore). Ishte pajisur me dokumente. U pajis për rrugë.*
2. *fig.* Përvetësoj dije, pikëpamje a shprehi të caktuara që me vlejnë në jetë e në punë. *Janë pajisur me njohuri të thela. Pajisemi me ideologjinë marksiste-leniniste.*
3. *Pës. e* PAJIS.

PAJlSJE,~'A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PAJIS, PAJISEM. *Pajisja me ushqime (me veshmbathje). Pajisja me makineri (me orendi). Pajisja me tekste shkolhre.*
2. Makineri, mjet, vegël, orendi, aparat etj. që shërben për të kryer një punë a një veprimtari. *Pajisje laboratorike. Pajisje shkolhre. Pajisje teknike. Pajisje industriale. Pajisje elektrike. Pajisje sportive.*
3. *zakon. sh. shih* PAJIM,~I 2. *Pajis)et e ushtarit.*
PAJMAK,~E *mb. shih* BAJMAK,~E. *Kale paj-mak. Me këmbë pajmake.*
PAJOHEM *vetv. vjet.* 1. Përgatit pajën (për vajzat). *Vajzat pajoheshin.*
*2.* Pajisem.
3. *Pës. e* PAJOJ.
PAJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *vjet.* 1. I bëj a i përgatit pajën vajzës. *Pajonin vajzat.*
*2.* Pajis. *E pajoi me veti të mira (me virtyte të larta).*
PAJOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *det.* Shtrojë prej dërrasash të pambërthyera e të lëvizshme në fund të barkës; një dërrasë e kësaj shtroje. *vunë.pajollat. Ngrenë pajollat për pastrim. U thye pajolla.*
2. *krahin.* Lak, kurth (edhe *fig.). I ngritën një pa-jollë.*
PAJTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. *shih* PAJ-TIM,~11. *Pajtesa e gjaqeve (e hasmërive). Bënë paj~ tesën* u pajtuan.
2. Paga mujore a vjetore që merrte punëtori ose fshatari i varfër kur pajtohej te dikush për të punuar.
PAJTIM,~I 1 *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PAJTOJ1,
PAJTOHEM1. *Pajtimi i gjaqeve. Kundër pajtimitme të metat. Politikëpajtimi. keq. Ra në pajtim* u pajtua.
2. Përputhja me diçka tjetër, ana në të cilën diçka përputhet a pajtohet me një tjetër. *Nuk kanë pastime midis tyre.*
*k* Në pajtim me... *libr.* në përputhje me..., në përshtat je me...
PAJTIM,~I ti *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PAJTOJ n, PAJTOHEM it. *Pajtimi i fuqisë punëtore.*
2, Porosi që bën dikush, duke paguar sasinë për-katëse të të hollave, për të marrë rregullisht ose për të përdorur diçka për një kohë të caktuar. *Pajtimet te-lefonike. Fushata e pajtimeve. Zyra e paftimeve.*
PAJTIMTAR,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* PAJ-TUES,~I11. *Vinin si pajtimtarë.*
PAJTIMTAR,~I II *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka bërë pajtimin për një organ të shtypit ose për diçka tjetër. *Pajtimtarë të rinj (të vjetër). Pajtimtarët e ga-zetës "Zëri i popullit". Porositë e pajtimtarëve. List a e pajtimtarëve. Shtohet çdo vit numri i pajtimtarëve.*
PAJTOHEM i *vetv.* 1. Vendos përsëri marrë-dhënie të mira a miqësore me dike, më të cilin kam pasur mëri ose isha grindur. *U pajtuan pas dy muajsh.*
2. Pranoj mendimet, arsyetimet etj. të dikujt, bashkohem me ato që thotë ose me qëndrimet që mban dikush. *U pajtua me mendimet (me arsyetimet) e sho-këve.*
3. Pranoj një gjendje a diçka tjetër ashtu siç është dhe nuk bëj përpjekje për ta ndrequr ose për ta ndry-shuar, nuk e kundërshtoj. *Nuk pajtohen më të metat.*
4. *vet. veta III.* Përputhet me diçka tjetër, përshtatet. *Kjo nuk pajtohet me mendimet tona. Nuk u pajtoheshin karakteret.*
5. *Pës. e* PAJTOJ 11,3. *U pajtuan gjaqet (hasmë-ritë).*
PAJTOHEM 11 *vetv.* I. Hyj në punë te dikush, duke rënë në ujdi për pagesën (në kushtet e sundimit të pronës private). *Pajtoheshin shërbyes (argatë). U pajtua në punë.*
2. Bëj pajtimin për një organ shtypi a për diçka tjetër. *U pajtua në gazetë(në revistë). Pajtohet çdo vit (çdo gjashtë muaj).*
3. *Pës. e* PAJTOJ 11.
PAJTOJ 1 *kal.,* '7OVA, ~CAR. 1. Bëj që
të kenë përsëri marrëdhënie të mira a miqësore dy a me shumë veta që i mbanin mëri njëri-tjetrit ose që ishin grindur. *pajtuan të dy shokët. Ndërhynë për t'i pajtuar. Pajtonin gjaqet. etnogr.* ndërhynin që të pu-shonte gjakmarrja ndërmjet dy familjeve.
2. Sheshoj kundërtitë ndërmjet dy a me shumë pikëpamjeve, tezave, qëndrimeve etj., i afroj që të përputhen. *Përpiqej t'i pajtonte pikëpamjet (qëndrimet) e të dyja palëve.*
3. *bised.* E bëj të pushojë së qari; e qetësoj; i leh-tësoj dhembjen. *Epajtoi fëmijën. Pajtoi vajin. I pajtoi zemrën. I pajtoi plagët.*
4. *jokal. kryes. veta HI.* Shkon a përshtatet me diçka tjetër, përputhet; pajtohet. *Ngjyra që pajtojnë njëra me tjetrën. Në këtë pike pajtojnë.*
5. *jokal. bised.* Bie në një mendje me dike, arrij
në një zgjidhje të përbashkët me dike, bie në ujdi, merrem vesh. *Pajtoi më të vëllanë.*
PAJTOJ 11 *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E marr dike në punë, duke rënë në ujdi për pagesën (në kushtet e sundimit të pronës private). *Pajtonin shërbëtorë (ustallarë, argatë). E pajtoi lire.*
2. E fut dike në një punë te dikush duke rënë në ujdi për pagesën (në kushtet e sundimit të pronës private). *E pajtoi të birin te këpucari. E pajtoi në punë.*
3. Marr a zë me qira diçka (një banesë, një mjet etj.) për ta përdorur për një kohë të caktuar. *Pajtoi një karrocë.*
4. Bëj pajtimin për dike në një organ shtypi ose në diçka tjetër. *E pajtoi në gazetë (në revistë).*
PAJTËES,~I 1 *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ndër-hyn për të pajtuar dy a me shumë njerëz, të cilët i mbanin mëri njëri-tjetrit ose që ishin në armiqësi midis tyre. *Pajtues i gjaqeve. etnogr.*
2. Ai që përpiqet të pajtojë dy gjëra (mendime, pikëpamje, ide etj.), që bien ndesh a që janë në kun-dërshtim njëra me tjetrën. *Pajtues i dy teorive.*
PAJTUES,~I 11 *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merr a zë me qira një mjet, një shtëpi etj. për një kohë të caktuar. *Pajtuesi i karrocës.*
PAJTOES,~E *mb.* 1. Që synon t'i afrojë anët e kundërta e t'i rrafshojë mosmarrëveshjet; që pajtohet me dike a me diçka dhe nuk i kundervihet. *Politikë pajtuese. Qëndrim pajtues.*
2. Që shpreh prirje a dëshirë për pajtim. *Me zë (me ton) pajtues.*
PAJTUESHËM (I), ~ME (e) *mb.* Që nuk bie ndesh a në kundërshtim me diçka tjetër, që mund të pajtohet a të përputhet me diçka tjetër. *Zgjidhje të pajtueshme.*
PAJTUESHMËRI,~A . *sh.* ~, ~TË. Të qenët i pajtueshëm; mundësia për t'u pajtuar, për t'u për-puthur a për t'u përshtatur me diçka tjetër. *Pajtuesh-mëri pikëpamjesh. Prova e pajtueshmërisë së gjakut. mjek.*

PAK 1 *pakuf.* 1. Përdoret për të treguar në më-nyrë të pacaktuar një numër të vogël qeniesh, sendesh, dukurish etj., një sasi a masë të vogël; *kund.* shumë. *Pak njerëz (burra, nxënës, punëtore). Pak shokë (të afërm, të ftuar). Pak ndërtesa (shkolla). Pak kohë me pare. Pak ujë. Pak lekë (para). Kishte pak pluhur (baltë). Ra pak shi. Ka pak të ngjarë. Me pak fjalë* shkurt. *Me mirë pak e sak, se shumë e për lumë. fj. u. Fjalë pak e punë shumë. fj. u.*
2. Përdoret për të treguar në mënyrë të pacaktuar një numër të vogël ose një pjesë të vogël të një tërësie qeniesh a sendesh; *kund.* shumë. *Pak nga të sëmurët. Pak prej tyre. Pak ishin të pavendosur. Pak nga të tëra. Erdhën pak, të tjerët s^u dukën. Mori pak, të tjerat i la.*
Pak gjë pa... *shih te* GJË. Mish pak e pupla shumë *shih te* MISH,~I. Shumë pula e pak vezë *shih te* PULË,~A.
PAK 11 *ndajf.* 1. Në një shkallë jo të lartë, në një masë të vogël; *kund.* shumë. *Pak fare. Pak a shumë* në një fare mase, deri diku. *Çdo ditë e me pak. Ku me pak e ku me shumë. Punon (lexon, shkruan) pak. Djeg (shkëlqen) pak. Pret pak (thika). Prodhon (jep) pak. Kanë mësuar pak. U lodh pak. Kënaqej me pak.Është bërë pak në këtë drejtim. Mbetet edhe pak për të\ bëri.*
2. Jo aq sa duhet a sesa është e nevojshme. *Kafjetur pak. Ka zier pak. Ka ngrënë pak. Ke ndenjur pak në dull. E ka mprehur pak. Pak e ka!*
3. Jo shumë kohë, jo gjatë. *Ndenji pak. S"ka pak që u kthye. Prit pak! Heshtipak. Rri dhe pak. Të men-dohem dhe pak. Era mbaj'ti pak.*
• Pak se... jo vetëm që..., nuk mjafton që... për pak pothuaj, gati sa; për një fije, për një qime. Pak (e) nga pak ca nga ca, dalëngadalë.
PAK ni *Pi-* I- Përdoret përpara një mbiemri a një ndajfoljeje për të treguar një shkallë jo të lartë të cilësisë së një frymori, të një sendi etj. ose të ve-primit a të gjendjes; *kund.* shumë. *Pak i egër. Pak i flohur. Pak i shhuar në moshë. Pak i zbehtë. Pak larg (afir). Pak me gjerë. Pak me shumë.*
*2.* Përdoret përpara shkallës krahasore të sipërisë të një mbiemri a ndajfoljeje për të treguar një fare dallimi cilësor ndërmjet gjymtyrës së parë e gjymtyrës së dytë të krahasimit; *kund.* shumë. *Është pak me i forië (me i mprehtë, me punëtor) se tjetri. Vrapon pak mi shpejt (me ngadalë) se ai. Pak me mirë (me keq) se.I. Pak më tej (me poshtë).*
3. Përdoret pas një foljeje në mënyrën urdhërore për të zbutur urdhrin, kërkesën etj. që shprehet prej saj. *Ma jep pak shkrepsen! Hope pak dritaren! Thuaji pak të vijë!*
PAKA (e) . *shih* PAKTA (e) i. *E paka e punës. Shkoi e shuma, mbeti e paka.*
PAKALBUR (i,e) *mb.* Që nuk është kalbur (për pemë, ushqime etj.); që nuk është tretur ende (për kufomën). *Mollë të pakalbura. Pleh i pakalbur.*
PAKALITUR (i,e) *mb.* I. Që nuk është kalitur në zjarr (për një metal a për një send prej metali). *Çelik i pakalitur. Sëpatë e pakalitur.*
2. Që nuk është mprehur duke e rrahur me çekan mbi kudhër; që nuk është kepur me çekan (për gurin e mullirit). *Kosë e pakalitur. Mokër e pakalitur.*
3. *fig.* Që nuk është forcuar duke u stërvitur a duke punuar në kushte të vështira; që nuk është mbrujtur aq sa të jetë në gjendje të përballojë çdo të papritur, çdo ndikim të huaj etj. *Njeri i pakalitur. I pakalitur fizikisht.*
PAKALUES,~E *mb.* 1. Që nuk kalon në një klasë tjetër më të lartë; mbetës. *Nxënës (student) pakalues.*
2. Që është e pamjaftueshme për të kaluar nga një klasë a kategori më e ulët në një tjetër më të lartë (për notën). *Note pakaluese.*
3. *gj'uh., vjet.* Jokalimtare. *Folje pakaluese.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
PAKALUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që paraqit pengesa a vështirësi të mëdha sa nuk mund të kalohet a të kapërcehet; që nuk të lejon ta përshkosh a t'i dalësh matanë, i pakapërcyeshëm. *Rrugë (urë) e pakalueshme. Pyje të pakalueshme. Qafë e pakalueshme. Pengesë e pakalueshme. Mur i pakalueshëm. Mbrojtës i pakalueshëm. sport.*
2. *fig.* I pakapërcyeshëm. *Vështirësi të pakalueshme.*
3. *fig.* Që nuk ia kalon dot në zgjuarsi, në aftësi etj., që është shumë i zoti, i paarritshëm. *Njeri i pakalueshëm.*
*4.* Pakalues (për notën). *Note e pakalueshme.*
PAKALLAJISUR (i,e) *mb.* Që nuk është kallajisur (për enët prej bakri). *Tepsi (tenxhere, kusi) e pakalla-jisur.*
PAKALLUR (i,e) *mb.* Që nuk e kanë varrosur ende, që nuk është kallur në dhe. *Ishte ende i pakallur.*
• I ?dekur i pakallur (i pafutur) në dhe *shih te* VDE-KUR (i,e).
PAKAPËRCYESHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që
ka përmasa të mëdha sa që nuk mund të kapërcehet; i pakalueshëm. *Hendek (mur) i pakapërcyeshëm. Pengesë e pakapërcyeshme.*
2. *fig.* Që nuk mund të përballohet a të mposhtet për t'i dale mbanë, që nuk mund të kapërcehet dot; i pakalueshëm. *Vështirësi të pakapërcyeshme. Qëndresë e pakapërcyeshme.*
3. *fig.* Që është i përsosur ose i jashtëzakonshëm në një anë, i paarritshëm. *Vepër e pakapërcyeshme.*
PAKAPSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është shumë i shpejtë dhe nuk mund të kapet a të arrihet; që është shumë i aftë për t'u fshehur nga kundërshtari dhe nuk kapet dot prej tij. *Anije e pakapshme. Lojtar i pakap-shëm. Zbulues i pakapshëm.*
*2.* Që nuk mund të merret a të pushtohet dot nga kundërshtari. *Pozicione të pakapshme.*
3. Që nuk mund të kapet dot nga shqisat ose nga përfytyrimi; shumë i imët a i hollë. *Zhurmë e pakapshme. Zë (tingull, sinjal) i pakapshëm. Dallime të pakapshme.*
4. Që është i vështirë për t'u kuptuar, për t'u zbër-thyer a për t'u rrokur; që është tepër i rëndë e i nga-tërruar. *Mësim i pakapshëm. Figure e pakapshme. Temë e pakapshme. Mendime të pakapshme. I dukej e pakapshme.*
PAKARAKTER (i,e) *mb.* Që ka karakter të dobët e të paqëndrueshëm, që i ndërron qëndrimet e fjalët sipas rastit; që i mungon vendosmëria e burrëria. *Njeri i pakarakter.*
PAKARE,~T . *vet. sh.* Një pjesë e vogël dhensh a dhish që nuk çoheshin me kopenë në stan, por mba-heshin në shtëpi për qumësht.
PAKEM vev., ~A (u), ~UR.. 1. Zvogëlohem e rrëgjohem nga pleqëria a nga një sëmundje. 2, Mpakem. *U pak nga gazi. Iu pak zemra.*
PAKETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kuti e vogël prej kartoni; sende të ndryshme tfi mbështjella me letër të forte a me diçka tjetër; pako e vogël. *Paketë plasëse (tymuese). usht.* barut i zi i mbështjellë me letra, që pëlcet dhe lëshon

shumë tym. *Paketë individuate, usht.* sende të ndihmës së shpejtë të futura në një kuti të vogël, të cilën e mban me vete ushtari. *Paketë me brisqe. I bën paketë. Fut në paketë. I do-rëzoi një paketë.*
*2.* Kuti e vogël prej kartoni ose prej letre të forte, e cila ka brenda një numër të caktuar cigaresh; ci-garet që mban një kuti e tillë. *Paketë cigaresh. Paketë bosh. Pi një paketë në ditë.*
3. *fin.* Sasi e caktuar aksionesh, që i japin të drejtë zotëruesit të marrë pjesë në fitimet dhe në veprim-tarinë e sipërmarrjes. *Paketa e aksioneve. Paketa kon-trolluese.*
PAKETlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipaskuptimeve të foljeve PAKETOJ, PAKETOHET.
*Paketimi i gjalpit (i fiqve). Paketimi i gazetave. Re-parti i paketimit. Punëtoret e paketimit. Makinë paketimi.*
PAKETOHET. *Pis. e* PAKETOJ.
PAKETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Mbështjell me letër të forte ose me karton sendc të ndryshme për t'i mbrojtur gjatë mbartjes ose për t'i ruajtur; fut diçka në kuti të vogla a në paketa. *Pake ton gazetat (librat). Paketon gjalpin (fiqti, duhanin). Paketon cigaret.*
PAKETUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtori që paketon sende të ndryshme. *Punon si paketues.*
PAKETUES,~E *mb.* Që shërben për të paketuar diçka; që paketon. *Makinë paketuese.*
PAKETUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PA-KETUES,~I. *Paketuese cigaresh.*
PAKË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. Secila nga të dy pjesët me dhjamë që nxjerrin oga kurrizi e nga barku i derrit të therur.
PAKE (i,e) *mb. bised.* I paktë. *pake nga trupi. I kafjalët të paka* nuk flet shumë.
PAKËMBË (i,e) *mb.* Që nuk ka këmbë. *tfjeri i pa-këmbë.*
PAKËMBYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
mund të këmbehet me diçka tjetër, i pandërrueshëm. *Monedhë e pakëmbyeshme. Pjesë e pakëmbyeshme.*
PAKËNAQËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Të qenët i pakënaqur nga dikush a nga diçka; ndjenjë e pakëndshme, që kemi kur nuk na plotësohet një dëshirë, një kërkesë etj. ose kur nuk na pëlqen diçka. *Pakënaqësi e përgjithshme. Ndjenja e pakënaqësisë. Shfaqje (shprehje) pakënaqësie. Shkaktoi (ngjalli, mbolli, nxiti) pakënaqësinë.*
2. Ankesë për diçka që nuk na është plotësuar sipas kërkesës a dëshirës. *Kishte një pakënaqësi. I zhdukën pakënaqësitë.*
PAKËNAQSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk u
përgjigjet kërkesave e dëshirave të caktuara, që nuk të kënaq; që është më të meta dhe larg kërkesave të duhura, i keq. *Gjendje e pakënaqshme. Zgjidhje e pakënaqshme. Përgjigje e pakënaqshme. Përgatitje të pakënaqshme. Punë e pakënaqshme. Përfundime të pakënaqshme.*
PAKËNAQUR (I,e) *mb.* 1. Që ka një pakënaqësi, që nuk është i kënaqur; që nuk kënaqet asnjëherë; që shpreh pakënaqësi. *Njeri i pakënaqur. E bëri të pakënaqur. Me fytyrë të pakënaqur.*
2. Që nuk ka marrë atë që kërkonte a që shpresonte, që nuk i janë plotësuar dëshirat. *Mbeti ipakënaqur. Iku i pakënaqur.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
PAKËND (i,e) *mb.* I vetëm, i panjeri. *Ishte i pa-kënd.*
PAKENDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka veti të papëlqyeshme për shqisat, që nuk është i kënd-shëm, që nuk të tërheq. *Kishte shije (erë, ngjyrë) të pakëndshme.*
2. Që të ngjall pakënaqësi; që lidhet me diçka të padëshirueshme, të papëlqyeshme ose të mërzitshme, që nuk ta ka ënda. *Ngjarje e pakëndshme. Kujtime*
*të pakëndshme. Njeri i pakindshëm. Mjedis i pakënd-shëm. Në një shoqëri të pakëndshme.*
PAKËNDUESHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* 1. I pashkollë, i paarsimuar. *Njeri i pakëndueshim.* 2. I palexueshëm. *Shkrim i pakëndueshim.*
PAKËPUTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
mund të këputet dot, shumë i forte. *Fije e pakëputshme. 2. fig.* I pazgjidhshëm, i forte. *Kishin lidhje të pakëputshme.*
PAKËPUTUR (i,e) *mb.* 1. Që është një i tërë, që nuk është këputur (për fillin, telin etj.); që zgjatet pa ndërprerje, i pandërprerë. *Tel (fill) i pakëputur. Varg i pakëputur.*
*2.* Që nuk është ndarë nga nëna, që nuk është këputur ende (për të vegjlit e bagëtive). *Qengj i pakëputur.*
3. *fig.* Që ka vazhdimësi në kohë, që nuk ka ndërprerje a shkëputje; i vijueshëm. *Traditë e pakëputur. Punë e pakëputur.*
PAKËRCELL (i,e) *mb. bot.* Që nuk ka kërcell, që i dalin gjethet afër rrënjës. *Bimë e pakërcell.*
PAKËRRUSUR (i,e) mi. 1. Që nuk i ka dale kurrizi; që mbahet drejt (për trupin). *Plak i pakërrusur. Me trup të pakërrusur.*
2. *fig.* I papërkulur, i panënshtruar, i pagjunjëzuar.
PAKËSIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PAKËSOJ, PAKESOHEM. *Pakësimi i ujit. Pakësimi i numrit të të sëmurëve. Pakësimi i shpen-zimeve. Pakësimi i armaiimeve. Pakësimi i forcave.*
PAKËSOHEM *vetv.* 1. *kryes. sh.* ose *veta III.* Zvo-gëlohemi në numër; bëhet me pak se sa ishte; *kund.* shumohem, shtohem. *Pakësohet numri i të sëmurëve. U pakësuan në shtëpi. Janë pakësuar shumë rastet e fatkeqësive.*
*1. vet. veta III.* I zvogëlohet vëllimi a sasia diçkaje; bëhet me i vogël. *U pakësua importi. Janë pakësuar shpenzimet. Ishte pakësuar uji.*
3. *vet. veta III.* Ulet vrulli ose shkalla e shfaqjes së diçkaje, bie; zvogëlohet forca a shpejtësia; do-bësohet. *Iu pakësuan dhembjet. lu pakësua oreksi (zelli). Nuk u pakësohen forcat. U pakësua era (shiu, dëbora). V pakësuan dallgët. U pakësua drita (ndriçimi, shkël-qimi). Iu pakësua lavdia.*
4. *zakon. veta HI. Pis. e* PAKËSOJ.
PAKËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Zvogëloj numrin, e bëj me pak sesa ishte; *kund.* shtoj, shumoj. *E pakësoi tufën (bagëtinë).*
*2.* Zvogëloj vëllimin a sasinë e diçkaje, e bëj më të paktë; ul. *E pakësoi ujin. I pakësoi shpenzimet. E pakësoi prodhimin. E pakësoi ngarkesën.*
3. Ul vrullin ose shkallën e shfaqjes së diçkaje, e bëj të bjerë; zvogëloj forcën a shpejtësinë; dobësoj. *E pakësoi shpejtësinë. Pakësoi Vrullin. Pakëson dhembjet. Pakëson trysninë. E pakësoi vëmendjen (kujdesin).*
4. I jap me pak se me pare; ia shkurtoj, i heq një pjesë. *Ua pakësuan rrogat. la pakësoi bukën. la pakësoi dozen.*
PAKËSHILLCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që

nuk është i këshillueshëm, që nuk mund t'i këshi-llohet dikujt. *Veprim i pakëshillueshëm. Është e pa-këshillueshme për t'u përdorur.*
PAKËT,~IT (të) *as.* Të fikët. *ra të pakët.*PAKËZ *ndajf.* Një çikë, pak. *Afrohu pakëz! Çlo-dhu pakëz! Heshti pakëz. Ngrohu pakëz! Prit pakëz! E'\ hapi pakëz derën. U mendua pakëz. Zgjate pakëz dorën!*
PAKlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Sasi e vogël a niimër i vogël njerëzish, sendesh etj.; *kund.* shumicë. *Pakicë e vogël. Një pakicë njerëzish. Shitje (tregti) me pakicë. Del (prodhohet, gjendet) me pakicë. I ka me pakicë. Mori një pakicë Votash.*
2. Pjesa më e vogël, numri me i vogël nga një tërësi njerëzish, sendesh etj.; *kund.* shumicë. *Pakica e po-pu'llsisë. Pakica e nxënësve. Pakicë kombëtare* mi-no'ritet. *Nënshtrimi i pakicës ndaj shumicës.*
3. Parti, grup partish a fraksion i një partie, që kaj numrin më të vogël të votave në një asamble (në vehdet borgjeze); *kund.* shumicë. *Deputetët e pakicës. Pdrtitë e pakicës.*
PAKISTANEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Pjakistanit ose ai që e ka prejardhjen nga Pakistani.
PAKISTANEZ,~E *mb.* Që lidhet me Pakistanin ose me pakistanezët, që është karakteristik për Pakistanin ose për pakistanezët, i Pakistanit ose i pa-kistanezëve; që është krijuar nga pakistanezët. *Po-pulli pakistanez. Ekonomia pakistaneze. Kultura pa-kistaneze. Këngë (valle) pakistaneze.*
PAKKUSH *pakuf.* Ndonjë njeri i rrallë, jo çdo njeri, jo cilido. *Pakkush guxonte. Pakkush e ka le-xuar. Pakkush e dinte (e bënte).*
PAKMOS *ndajf.* 1. Diçka me shumë a me pak, poshtë e lart, nja, rreth; në një fare shkalle. *Ishin pakmos njëaind njerëz.*
*2.* Së paku, të paktën. *Atje pakmos jam vetë.*
PAKO,~JA . *sh.* ~, ~T. Sende ose lëndë të mbeshtjella me letër zakonisht në trajtën e një kutie katërkëndëshe. *Pako e madhe (e vogël). Pako maka-ronash. Pako gjalpi. Pako librash (gazetash, letrash). Pako poste* koiipostë. *Pako me dhurata. Pakot e Vitit të Ri. Shpërndanë pakot. I bëri pako.*
PAKOHEM *vetv.* Pakësohem.
P^KOHË (i,e) *mb.* I pakohshëm. *Vdekje e pakohë. Ardhje e pakohë.*
PAKOHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk e ka
kohen, që s'i ka ardhur koha; që nuk është a nuk bëhet në kohën e duhur; i parakohshëm. *Vdekje e pakohsh-me. Kthim (largim) i pakoshëm. Veprim i pakohshëm.*
PAKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Pakësoj.
PAKONTROLLUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk i është nënshtruar kontrollit; që bëhet jashtë çdo kontrolli. *Punë e pakontrolluar. Veprimtari e pakontrolluar.*
2. Që thuhet a bëhet pa e peshuar mirë, që nuk është menduar mirë që me përpara, i papeshuar. *Fjalë (shprehje) e pakontrolluar. Veprim i pakontrolluar.*
PAKONTROLLUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që
nuk mund të kontrollohet dot; që nuk mbahet dot brenda disa caqeve. *Përpjesëtime të pakontrollueshme.*
PAKOOPERUAR (i,e) *mb.* Që nuk ka hyrë në koo-perativë; që nuk ka hyrë në rrugën e kooperativizmit. *Fshatar (zejtar) i pakooperuar. Fshatarësi e pakoo-peruar.*
PAKORË,~>A . Lakmi a teprim në të ngrënë e në te pirë; të qenët i pakorë.
PAKORË (i,e) *mb.* Që nuk ka masë a që e tepron në të ngrënë e në të pirë; i pangopur; *kund.* i për-korë. *Njeri i pakorë.*
PAKORRIGJUAR (i,e) *mb.* I pandrequr. *Fletë të pakorrigjuara.*
PAKORRIGJUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* I pa-
ndreqshëm. *Njeri i pakorrigjueshëm. Gabim i pakorri-gjueshëm.*
PAKORRUR (i,e) *mb.* Që ende nuk është korrur; që ka mbetur pa u korrur. *Grurë (miser, elb) i pakorrur. Are e pakorrur.*
PAKOSITUR (i,e) *mb.* Që ende nuk është kositur; që ka mbetur pa u kositur. *Bar i pakositur. Jonxhë e pakositur. Livadh i pakositur.*
PAKRAHASIM (i,e) *mb.* I pakrahasueshëm.
PAKRAHASUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që
nuk mund të krahasohet me një tjetër për të nxjerrë ngjashmërinë, dallimet e veçoritë e tyre; që nuk mund të krahasohet nga madhësia, nga forca etj. me një tjetër. *Dukuri tëpakrahasueshme. Madhësi të pakraha-sueshme.*
*2. fig.* Që dallohet mbi gjithë të tjerët nga cilësitë, nga përmasat etj., që është jashtë çdo krahasimi, i pashoq. *Me fuqi (me force) të pakrahasueshme. Mi zgjuarsi të pakrahasueshme. Bukuri e pakrahasueshme. Guxim i pakrahasueshëm. Ritme (përparime) të pakrahasueshme. Zhvillim (ndryshim) i pakrahasueshëm.*
PAKRASITUR (i,e) *mb.* Që nuk është krasitur. *Pemë të pakrasitura. Mollë (dardhë) e pakrasitur. Ullinj të pakrasitur.*
PAKREHUR (i,e) *mb.* 1. Që është i ngatërruar dhe i ngritur përpjetë (për flokët); që nuk i ka krehur dhe nuk i ka ndrequr ffokët, që nuk është krehur. *FIokë të pakrehur. Djalë i pakrehur. Doli i pakrehur.*
*2.* Që nuk është shprishur; që nuk është shkuar në makinë ose në krehër të veçantë dhe nuk është bërë gati për t'u tjerrë (për leshin, pambukun etj.). *Lesh (pambuk) i pakrehur.*
PAKRlMBUR (i,e) *mb.* Që nuk e ka ngrënë krimbi; që nuk i ka hyrë krimbi. *Pemë (arra) të pakrimbura. Mollë e pakrimbur.*
PAKRIPË (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka kripë fare a që ka pak kripë. *Gjellë e pakripë. Mish i pakripë.*
*2. fig.* Që është i shpëlarë e pa shije; që nuk është i këndshëm e tërheqës; që nuk të ben të qeshësh, që nuk të prek, bajat. *Njeri i pakripë. Fjalë e pakripë. Shaka e pakripë.*
PAKRIPUR (i,e) *mb.* Që nuk i është hedhur kripë; i njomë. *Djathë (gjalpë) i pakripur. Mish (peshk) i pakripur. Gjizë e pakripur.*
PAKRISTALIZUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është shndërruar në kristale; që nuk ka ngrirë. *Mjaltë I pakristalizuar.*
2, *fig. libr.* Që nuk ka marrë një trajtë përfundim-tare e të ngulitur; që është ende i paqartë e i paqën-drueshëm. *Gjuhë let rare e pakristalizuar. Ide e pakristalizuar.*
PAKRITIKCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nukka të meta e dobësi për t'ia vënë në dukje, që nuk ka përse të kritikohet; i paqortueshëm. *Mendim(qëndrim) i pakritikueshëm. E quart veten të pakritikueshëm.*
PAKRYE (i,e) *mb.* 1. Që të çon deri në një fare vendi dhe nuk vijon më tej, që nuk të nxjerr gjëkundi, i verbër. *Rrugë e pakrye. Shteg i pakrye.*

2- *fig.* Që bëhet pa u menduar më parë ose pa e ditur se si do të dale a si do të përfundojë; që nuk çon në përfundime të frytshme. *Punë e pakrye. Rrugë e pakrye.*
3- *fig.* Që vepron e sillet pa mend në kokë, që nuk mendohet mirë para se të bëjë diçka; i pamend. *Njeri i pakrye.*
PAKRYER,~A (e) . *gjuh.* Koha e pakryer. *E pa-kryera e dëftores.*
PAKRYER (i,e) *mb.* 1.1 pambaruar, i papërfunduar. *Punë e pakryer. Punim i pakryer. Detyrë e pakryer. Mbeti e pakryer.*
2. *drejt.* Që nuk është bërë në kohën e duhur, që i ka kaluar afati i regjistrimit. *Akt lindjeje (vdekjeje) i pakryer.*
^ Koha e pakryer *gjuh.* një nga kohët e shkuara të foljes, në të cilën folja tregon një veprim a gjendje të zgjatur që është në zhvillim e sipër në një cast të së shkuarës. Aspekti i pakryer *gjuh.* kategori gramatikore e foljeve në disa gjuhë, e cila e shpreh veprimin ose gjendjen të zgjatur a të përsëritur, pa ndonjë kufizim a pa ndonjë cak kohor; *kund.* aspekti i kryer.
PAKSA *ndajf.* Fare pak; një çikë. *E ngriti (e preku) paksa. Kishte vesuar paksa. Dallohej paksa.*
PAKSEL *kal.,* ~A, ~UR. Zë një të çarë a një vend të ngushtë, duke futur në të diçka më të ngjeshur e shtrëngim; kukoj, kalpëtoj, kunjas. *Pakseli të carat e vozës.*
PAKSELEM veIV. 1. Futem me vështirësi e me shtrëngim në një vend të ngushtë, që mezi me nxë.
2. *Pës. e* PAKSEL.
PAKSËPAKU *ndajf.* Jo me pak se..., të paktën. për *këtë punë duhen paksëpaku dhjetë njerëz.*
PAKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Marrëveshje ndër-mjet dy a me shumë shteteve për çështje të mëdha politike, ushtarake, traktat; dokumenti që përmban këtë marrëveshje. *Pakt mossulmimi. Lidhën (përfun~ duan, nënshkruan) një pakt.*
2. Bllok politik e ushtarak i disa shteteve kapita-liste që shërben si mjet për të ruajtur rend in kapitalist e për të kërcënuar vendet e tjera. *Pakt agresiv. Pakti i Atlantikut të Veriut.*
PAKTA (e). 1. Pjesa më e vogël, pakica. *E pakta t punës. E pakta e nxënësve. Të paktën e herëve* në pjcsën më të vogël të rasteve, rrallë. *Në të paktën e rasteve. Shkoi e shumta, mbeti e pakta.*
*2. përd. ndajf. bised.* Jo me pak se..., të paktën. *E pakta njëzet metra. E pakta disa ditë. E pakta deri në Durrës.*
PAKTË (i,e) *mb.* 1. Që është në sasi të vogël; që përbëhet nga një numër i vogël qeniesh, sendesh, dukurish etj. të një fare. *Letra të pakta. Sipërfaqe (tokë) e paktë. Raste të pakta. Ujë i paktë. Fshat i paktë* fshat me pak shtëpi, fshat i vogël. *Jane të paktë në numër. I ka të pakta fjalët* nuk flet shumë.
2. Që nuk i plotëson kërkesat, që nuk është aq sa duhet; i pamjaftueshëm, i dobët. *Ndihmë e paktë. Përvojë e paktë. Ka njohuri të pakta.*
3. I imët nga trupi, i shkurtër dhe i dobët; jo i bëshëm; *kund.* ibëshëm. *Fëmijë (djalë, plak) i paktë. Grua (vajzë) e paktë. hhte i paktë nga trupi.*
*A. Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Është një ndër të paktët.*
•*k* Nuk është e paktë *diçka* është me pasoja të rënda ose është diçka e madhe e me rëndësi, është serioze. Nuk është i paktë *dik ush* është edhe ai ndër ata që dallohen, ka edhe ai aftësi e merita të ve-çanta ose vlerë a peshë jo të vogël në shoqëri. E mban (e ruan) si ujët e paktë e mban (e ruan) me shumë kujdes, si diçka shumë të vlefshme dhe të çmuar.
PAKTËN (të) *ndajf.* 1. Në sasinë ose në masën më të vogël të mundshme a të domosdoshme, aq sa duhet të jetë, të ketë a të bëhet medoemos, aq sa kërkohet patjetër; jo me pak se... *Duhet të pushojë të paktën dy tnuaj. për ta ndrequr duhen shpenzuar të paktën pesë mijë lekë. Mori të paktën dhjetë cope. E ka parë të paktën dy here.*
2. Në rast se nuk ka tjetër mundësi, në rast se nuk bëhet dot ndryshe. *Të paktën rri sonte. Të paktën të ma kishte thënë.*
PAKTHYER (i,e) *mb.* 1. Që nuk është në trajtë të lakuar, i drejtë. *Tel i pakthyer.*
*2.* Që nuk është lëruar thellë me plug (për token). *Are e pakthyer. Ugar i pakthyer.*
3. Që nuk është kthyer ende nga ana tjetër (për një veshje). *Kostum i pakthyer.*
PAKU (së) *ndajf.* Të paktën, paksëpaku. Së *paku kështu na u duk. Do së paku katër ore (një javë).*
PAKUALIFIKUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka kuali-fikim të posaçëm për një lloj pune të caktuar; që nuk e ka kualifikimin e nevojshëm (për njerëzit). *Punëtor i pakualifikuar.*
*2.* Që nuk kërkon njohuri të posaçme ose arsirrr për t'u bërë (për llojet e punëve). *Punë e pakualifikuar.*
PAKUFI (i,e) *mb.* 1. Që shtrihet shumë sa nuk i duken kufijtë; i paanë, i pafund. *Det i pakufi. Hapësirë e pakufi. Qiell i pakufi.*
*2. fig.* I pakufishëm. *Dashuri (mirënjohje) e pakufi. Gëzim i pakufi. Besim i pakufi.*
PAKUFISHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. I paanë, i pakufi. *Hapësirë e pakufishme.*
2. *fig.* Që është shumë i fuqishëm; shumë i madh, i pamasë; që nuk njeh asnjë kufi. *Besnikëri (miqësi) e pakufishme. Dashuri (krenari) e pakufishme. Besim i pakufishëm. Përbuzje (urrejtje) e pakufishme. Mundësi të pakufishme. Ndihmë (përkrahje) e pakufishme.*
3. *gjuh.* Që tregon qenie, sende a dukuri në më-nyrë të pacaktuar; që tregon sasi të pacaktuar ose të përafërt qeniesh, sendesh a dukurish. *Përemër i pakufishëm.*
PAKUFIZUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk kufizohet në hapësirë, që shtrihet a zgjatet pa mbarim; që nuk ka një cak në masë a në sasi, i pacaktuar, i pafund. *Rrafsh i pakufizuar. Sipërfaqe e pakufizuar. Drejtëz e paku-fizuar. Sasi e pakufizuar. Numër dhjetor i pakufizuar. mat. Shumë (kredi) e pakufizuar.*
2. Që nuk kufizohet në kohë, që zgjatet pa fund nëkohë a për një kohë të pacaktuar, i pacaktuar. *Kohë e pakufiluar. Me aat të pakufizuar.*
3. Që ushtrohet pa asnjë kufizim; që nuk e pengon asgjë. *E drejtë e pakufizuar. Me fuqi të pakufizuara. Mundësi të pakufizuara.*
PAKUFIZUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të kufizohet, të cilit nuk mund t'i vihet asnjë kufi. *Lidhje e pakufizueshme. Tretshmëri e pakufizueshme.*
PAKUJDES (i,e) *mb.* I pakujdesshëm.
PAKUJDESf,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i pakujdesshëm; mungesë e kujdesit dhe e vëmendjes për diçka; veprim a qëndrim i pakujdesshëm. *Pakujdesi e vogël. Pakujdesi e palejueshme. Pakujdesi në punë (në*

*detyrë). Vihet re (ka) pakujdesi. U kritikua për pakujdesi. Ndodh (vjen) nga pakujdesia.*
2. E metë që vjen nga qëndrimi i pakujdesshëm. *Pakujdesitë e stilit.*
PAKUJDESJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Pakujdesi. *Veproi me pakujdesje.*
P^KUJDESSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk tregon kujdes për dike a për diçka; që sillet a vepron pa kujdes. *Njeri i pakujdesshëm. Vajzë e pakujdesshme.*
*2.* Që e bën diçka pa kujdes e pa vëmendje, që nuk e ka mendjen aq sa duhet te diçka; që nuk ka rregull në jetën e përditshme e në punë. *Punëtor (nxënës) i pakujdesshëm.*
3. Që bëhet pa kujdesin e pa vëmendjen e duhur. *Punë \e pakujdesshme. Qëndrim i pakujdesshëm.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2 të mbiemrit.
PAKUJTIMAS *ndajf.* Papritur, papandehur, befas. *Doli pakujtimas.*
PAKUJTI)ESHËM (I), ~ME (e) *mb.* I. Që nuk
ia pret mendja menjëherë, që nuk është i hollë e i shkathët nga mendja.
2. Që nuk i kujton shokët, miqtë dhe të rnirat që i ka bërë dikush; mosmirënjohës. *Njeri i pakujtueshëm.*
PAKULTURË (i,e) *mb.* Që i mungon kultura e ne~ vojshrne, që ka një horizont të ngushtë dijesh; i pakulturuar. *Njeri ipakulturë.*
PAKjULTURUAR (i,e) *mb.* 1. Që i mungojnë shpre-hitë e edukatës së mirë e të mirësjelljes; që i mungon kultura e nevojshme, që ka horizont të ngushtë dijesh; i pakulturë. *Njeri i pakulturuar.*
2. Që nuk është ose nuk bëhet në përshtatje me kërkesat e edukatës së mirë dhe të mirës jelljes; që është karakteristik për një njeri pa kulturë. *Sjellje e pakulturuar. Shërbim i pakulturuar. Tregti e pakulturuar.*
PAKUNDËRSHTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të kundërshtohet, që nuk mund të vihet në dyshim e të diskutohet; që është shumë bindës, që duket sheshit. *Prova (fakte, të dhëna, dokumente) të pakundërshtueshme. Dëshmi e pakundërshtueshme. Mendime (arsyetime) të pakundërshtueshme. Auto-ritet i pakundërshtueshëm.*
PAKtJNDSHOQ (i), ~E (e) *mb.* Që s'i gjendet shoku asgjëkundi, i pashoq. *Bukuri e pakundshoqe. Fluturim* i *pakundshoq.*
PAKl?PTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Pa-
aftësia për t'i kuptuar gjërat; paaftësia për të kuptuar drejt e thellë diçka.
2. Diçka që nuk është kuptuar fare ose nuk është kuptuar drejt; keqkuptim. *Ndreq pakuptimet.*
PAKUPTlM (i,e) *mb.* Që nuk ka ndonjë dome-thënie a kuptim të caktuar; që bëhet pa ndonjë qëllim a pa dobi, i kotë; që nuk i dihet shkaku, që nuk kup-tohet përse ndodh; i papërcaktuar. *Fjalë të pakuptim. Bisedë e pakuptim. Punë e pakuptim. Ndarje e pakuptim. Brengë e pakuptim.*
PAKUPTIMSHËM (i), ~ME (e) *mb. 1.* Që nuk
ka ndonjë qëllim a domethënie të qartë; që nuk mund të kuptohet përse ndodh; i pakuptim. *Veprim i pa-kuptimshëm.*
*2. gjuh.* Që nuk ka kuptim; që nuk ka kuptim lek-sikor të mëvetësishëm. *Njësi e pakuptimshme.*
PAKUPTËESHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që është i paqartë, i errët; që është i vështirë për ta kuptuar, për t'i rrokur domethënien a për ta zbërthyer; *kund. i* kuptueshëm. *Lëndë e pakuptueshme. Gjuhë e pa-kuptueshme. Udhëzim i pakuptueshëm. Telegram i pa-kuptueshëm. Fjalë e pakuptueshme. Shkrim i pakuptueshëm.*
2. Që nuk e kupton dot nga vjen a pse ndodh; i çuditshëm. *Frikë e pakuptueshme. Turbullim i pakuptueshëm. Sëmundje e pakuptueshme. Sjellje e pakuptueshme. Është e pakuptueshme se si ndodhi.*
3. Që nuk ia merr vesh dot qëllimet, synimet etj.; që nuk mund të kuptohesh a të merresh vesh me të. *Njeri i pakuptueshëm.*
PAKURDISUR (i,e) *mb.* Që nuk është kurdisur (për një ore, një mekanizëm etj.). *Ore e pakurdisur. Lodir e pakurdisur.*
PAKURESHTJE (i,e) *mb.* Që nuk ka kureshtje. *Njeri i pakureshtje.*
PAKURORË (i,e) *mb.* 1. Që jeton si bashkëshort me një tjetër pa qenë martuar zyrtarisht. *Grua e pa-kurorë. Burrë i pakurorë.*
*2. bised.* I pamartuar. *Vashë e pakurorë.*
3. *vjet.* Që ka lindur nga një martesë, e cila nuk është lidhur zyrtarisht, që ka lindur jashtë martese. *Fëmijë i pakurorë.*
PAKURSYER (i,e) *mb.* 1. Që u gjendet të gjithëve. që i ndihmon të tjerët në çdo rast me çdo gjë që ka, që nuk është dorështrënguar; që është gjithnjë i gat-shëm dhe i papërtuar për të bërë një punë të vështirë, që nuk e kursen veten. *Njeri i pakursyer. Punëtor i pa-kursyer.*
2. Që jepet me gjithë zemër e pa kufizim; që bëhet pa mbajtur rezerva. *Ndihmë e pakursyer. Përkrahje e pakursyer. Përpjekje e pakursyer.*
PAKCSHT (i,e) *mb.* Që bëhet pa vënë asnjë kusht. *Kapitullim i pakusht.*
PAKUSHTËZUAR (i,e) *mb.* Që nuk varet nga kushte a rrethana të caktuara; që nuk kushtëzohet nga diçka tjetër; i pavarur. *Dukuri e pakushtëzuar. Në mënyrë të pakushtëzuar.*
• Refleks i pakushtëzuar (i trash eg u a r) *psikol. shih te* REFLEKS,~I i.
PAKUSHTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk kushton shumë, i lire. *Unazë e pakushtueshme. Sen-de (gjëra) të pakushtueshme. Prodhime të pakush-tueshme.*
2. Që nuk kërkon shumë shpenzime, që bëhet pa shumë harxhe. *Punë e pakushtueshme.*
PAKYÇUR (i,e) *mb.* Që nuk është mbyllur me kyç; i hapur. *Derë e pakyçur. Valixhe e pakyçur.*
PALAÇO,~JA *m. sh.* ~, ~T. 1. *vjet.* NjcrI ho-katar, që e mbante mbreti ose një feudal në oborrin e vet për t'u zbavitur.
2. Kloun. *Palaço cirku.*
3. *përb., shar.* Njeri që bëhet qesharak në shoqëri me sjelljet e veprimet e tij; njeri pa karakter e i ulët.
4. *Përd. mb.* sipas kuptimit 3 të emrit.
• E bëri palaço *dike* e shau rëndë, nuk i la gjë pa i thënë.
PALAÇOLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* Veprim, fjalë a sjellje prej palaçoje. *Bënte palaço-llëqe.*
PALAFlKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pale fiku.
PALAGËSHTf (i,e) *mb.* Që nuk ka lagështi, i thatë. *Tokë e palagështi.*
PALAKMf (i,e) *nib.* Që nuk ka lakmi ose dëshirë të tëpruar për diçka. *Njeri i palakmi.*
PALAKUAR (i,e) *mb.* Që nuk është përkulur si lak, i drcjtë.
PALAKCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk

mund të kthehet a të përkulet si lak, që nuk epet. *Tel i palakueshëm.*
2. *gjuh.* Që nuk ndryshon sipas trajtave në rase, numër dhe gjini; *kund.* i lakueshëm. *Emër i palakueshëm. Pjesët e palakueshme të ligjëratës.*
PALANDYHEM *vetv. bised.* 1. Ndyhem keq, fë-lliqem, ndotem gjithandej. *Ishte palandyrë fëmija. 2. Pës. e* PALANDYJ.
PAL,ANDYJ *kal.,* ~VA, ~RË *bised.* Ndyj keq, fëlliq, ndot gjithandej. *ka palandyrë rrobat.*
PALANDYRË (i,e) *mb.* Që është ndyrë keq, që është fëlliqur gjithandej.
PALANDYTË (i,e) *mb. bised.* Shumë i ndytë; shumë i papastër.
PALANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Byrek me disa shtresa brumi të patëholluara, të cilat piqen pak, lyhen me yndyrë dhe shtrohen njëra mbi tjetrën.
2. Kulaç me petë të trasha të lyera me gjalpë.
PALA-PALA *ndajf.* I. *shih* PALË-PALË. *vendos pala-pala.*
2. *përd. mb.* Që ka shumë pala. *Fustanellë pala-pala. Qafë pala-pala.*
PALAPETË,~A. *sh.* ~A, ~AT. I. Kind i ngush-të i një veshjeje të sipërme, që varet mbi gjunjë; një cope rrobë sa për të mbuluar trupin. *V mbulua me një palapetë.*
*2.* Diçka e shtypur e petashuqe, diçka që ka trajtën e një pete.
3. *përd. mb.* I rrafshët e i shtypur si petë, rrasik, pe-tashuq. *Gur palapetë. Shishe palapetë.*
PALARA,~T (te) . *vet. sh.* Punë e parregullt ose vepër e keqe e dikujt, e cila nuk dihet nga të tjerët.
*nxori të palarat sheshit. I dolën të palarat. Ia mbuloi të palarat.*
• la di të larat e të palarat *shih te* LARA,~T (të). la nxori të palarat (sheshit) ia nxori gjërat e këqija, ia zbuloi të gjitha.
PALARE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Dërrasë e gje-rë, e rrumbullakët dhe e lëmuar, mbi të cilën tëhollin petët e lakrorit, të byrekut etj., qer.
2. Pjatë e madhe dhe e nderë, zakonisht prej bake; tepsi a tavë prej balte. *Një palare me mish (me gje-Uë).*
3. *fet., vjet.* Pjatë me grurë të zier, që e çonin në kishë besimtarët ortodoksë dhe ua ndanin njerëzve për të përkujtuar një të vdekur.
PALARË (i,e) *mb.* 1. Që nuk është larë me ujë e sapun a me ndonjë lëndë tjetër; i ndotur, i fëlliqur. *Me duar të palara. Me fytyrë të palarë. Rroba (çorape) të palara. Shami e palarë. Lesh i palarë. Enë (pjata) të palara.*
*2.* Që nuk është larë me lëndë kimike (për filmat). *Film i palarë.*
3. *fig.* Që nuk i është kthyer të zotit ose atij të cilit i takon; i pashlyer. *Borxh i palarë. Detyrimi palarë. Gabim (faj) i palarë.*
• Si plenties i palarë *mospërf.* e llackosur dhe e shëmtuar (zakonisht për një grua që është Iyer e sto-lisur keq).
PALAS *ndajf. shih* PALË,~A $1_6$. *E bëri palas jorganin.*
PALATUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është latuar e nuk;është lëmuar, i pagdhendur. *Dru (tra) i palatuar. Gur (shkëmb) i palatuar. Dërrasë e palatuar.*
*2. fig.* Që i mungon edukata dhe kultura e duhur; që nuk ka sjellje të nolle; i pagdhendur, i trashë. *Njeri i palatuar.*
PALAVDI (i,e) *mb.* I palavdishëm. *Fund i palavdi.*
PALAVDISHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që ka synime të ulëta e që sjell pasoja të dëmshme; që për-fundon me dështim e me turp, i turpshëm. *Rrugë e palavdishme. Sundim i palavdishëm. Betejë (luflë) e palavdishme. Vdekje e palavdishme. Fund i palavdishëm.*
PALAVI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Papastërti, ndyrësi; qelb që zë një plage. *Palavi e madhe. I mbuloi palavia. I ka zënë trupi palavi. I ka zënë plaga palavi.*
2. Morr a plesht (si parazitë të njeriut). *Kishte ndonjë palavi.*
3. *përmb.* Barërat e këqija, që mbytin bimët e mbjella. *E ka mbytur grurin (misrin) palavia.*
4. *kryes. sh. fig.* Fjalë a shprehje të ndyra. *Nxori palavi nga goja.*
PALAVtG,~GU m. *sh.* ~GJE, ~GJET. Urë
e vogël dhe e ngushtë prej druri mbi një përrua; drurë të trashë që shtrohen si urë për të kaluar mbi një hen-dek a mbi një vend me ujë e baltë. PALAVOHEM *vetv. I.* Ndotem, fëlliqem, ndyhem.
2. *vet. vela HI.* Zë qelb (për plagën). *lu palavua plaga.*
3. *Pës. e* PALAVOJ i.
PALAVOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Ndot. fëlliq, ndyj.2. edhe *jokal.* Flas fjalë të ndyra, them palavi; ndyj, fëlliq gojën. *E ka palavuar gojën* flet fjalë të ndyra, *e* ka ndyrë gojën.
PALAVOS,~E *mb.* I. Që nuk mbahet i paster, që nuk lahet e nuk pastrohet, fëlliqash. *Njeri palavos.*
*2.* Që flet fjalë të ndyra, gojëndyrë.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiernrit.
PALCAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Rruaza e qafës; zverk. *ra (e godiii) në palcak. Theftë palcakun e qafës! mallk.* vdektë!
2. Palcar. *Këputi një palcak. Poqi një palcak.*
PALCAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kalli misri i njomë; kalli misri i papjekur; shtalp. *Poqi një palcar.* 2l Pjepër i papjekur.
PALCË,~A . 1. Lëndë e butë si tru që mbush zgayrat e eshtrave të njeriut dhe të kafshëve kër-bishtore. *Pake e bardhë (e kuqe). Palca e kockave (e eshtrave). Palca e këmbës. Kockë me pake. Thith palcën.*
2. *bot.* Pjesa e butë që gjendet brenda trungut a brenda degëve të disa drurëve ose brenda kërcejve, rrënjës a degëve të bimëve dythelbore; buka ose zemra e trungut a e kërcellit. *Palca e shtogut. Palca e arrës* thelbi i arrës, buka e arrës. *heqin palcën. Mos i shiko lëvozhgën, po shikoji palcën! fj. u.*
3. *fig.* Pika a pjesa që gjendet pak a shumë në mesin e një hapësire; pjesa e brendshme në qendër të diçka je; zemra, mesi. *Palca e shkëmbit. Palca e My-zeqësë. Palca e vendit. Palca e lumit* rryma më e forte në mes të lumit.
*4.1 fig.* Pjesa me kryesore e më e rëndësishme e diç-kaje, thelbi; pjesa më e zgjedhur a më e mirë, ajka. *Palca e tokave. Palca e gjësë së gjallë. Palca e gjërit shih te* GJË,~RI. *Libër me pake. Klasa punëtore është palca e Partisë.*
*5. fig.* Mesi i një periudhe kohe; pika e një pe-riudhe, kur shfaqen në mënyrën më të përqendruar, të qartë e të theksuar tiparet e saj, kulmi. *Në pake të dimrit (të verës). Palca e vapës.*
*6.* Përdoret zakonisht në togje të qëndrueshme me parafjalën në ose me deri në dhe ka kuptimin “shumë thellë, sa s'ka ku të vejë me, deri në kockë” ose “në shkallën më të lartë, në kulm”. *lagur deri në pake I* lagur

shumë, qull. *kalbur deri në pake* i kalbur krejt. *Sesnik deri në pake* besnik i patundur, deri në vdekje. *Revolucionar deri në pake* revolucionar i madh, revolucionar me mish e me shpirt. *E urren deri në pake* e urren më të gjitha forcat. *shfrytëzonin deri në pake* i shfrytëzonin egërsisht. *hyri shiu (uji, të ftoktët) deri në pake. I ka hyrë frika në pake (në bark, ni mish)* është frikësuar shumë, i ka hyrë lepuri në bark. *ka vajtur (t ka shkuar) thika në pake* është në gjendje shumë të rëndë e në hall të madh, ka arritur një gjendje që s'mund ta durojë dot me.

7. *përd. mb.* Shumë i njomë e i butë (për bimët, perimet); i paarrirë, i papjekur (për disa fruta); ushtër. *Gjethet e qepës ishin pake.*

8. *përd. mb. fig.* Që është ende i parritur, që e ka trupin ende të njomë (për njerëzit).

9. *përd. ndajf.* Shumë (zakonisht me mbiemrat i njomë, i butë). *Është pake i njomë (i butë).*

• Deri në palcë të qafës në të gjithë trupin, nga koka deri te këmbët; krejt, i tëri. la hëngri palcën
*dikujt shih te* HA. Mori palcën *shih te* MARR. Palca e kurrizit (e shtyllës kurri-z o r e ) *anat.* zgjatim nervor i trurit, që gjendet brenda unazave të kurrizit te kërbishtorët.

PALCËT (f,e) *mb. bot.* Që ka palcë (për disa drurë). *Dru i palcët.*

PALCOR,~E *mb. libr.* 1. *anat.* Që ka të bëjë me palcën, që i përket palcës, i palcës; që përbëhet nga palca. *Zgavra palcore. Lëndë palcore. Lëngu palcor.*

2. *bot.* Që ka të bëjë me palcën e bimëve. *Rreze palcore* vija të holla që duken në prerjen tërthore të një druri, të cilat nisin prej pjesës së jashtme dhe shkojnë drejt palcës. *Njolla palcore* njolla të vogla, të rralla e me ngjyra të ndryshme, që duken në trun-gun e disa drurëve kur i presim tërthorazi.

PALCORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Kuti e vogël prej metali, zakonisht e zbukuruar, që vihej në rripin e mesit a në brez për të mbajtur vajin e pushkës. *Mbushi palcoren.*

2. Miser i njomë, palcar.

PALE *pj. bised. 1.* Përdoret zakonisht në fjali pye-tësc të zhdrejta kur shprehim dyshim, kur nuk e dime mirë diçka etj.; mbase, ndoshta, a; kushedi; vallë. *Pale e ka pare. Men vesh pale vjen. Vështro pale se ç'bën. Priste pale ç'do të thoshte. Të shohim pale kush do të një sot.*

2. Përdoret në fillim ose në fund të një fjalie për të theksuar pakënaqësinë, qesëndinë a përçmimin për dike a për diçka. *E mbanin dhe për të zgjuar, pale! Donte të shiste edhe mend, pale! Pale, ç'ka Vajtur me vonë!*

3. Përdoret kur shprehim një kërkesë të zbulur; dale. *Pale ta shoh!*

PALEJUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është krejt i gabuar, i shtrembër, i parregullt a i padrejtë, që nuk mund të lejohet e nuk mund të durohet në asnjë mënyrë. *Veprim i palejueshëm. Sjellje e pale-jueshme. Gabim i palejueshëm. Ndërhyrje e palejuesh-me. Pakujdesi e palejueshme. Është e palejueshme që...*

PALEOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me paleografi, specialist në paleografi.

PALEOGRAFI,~A . Shkencë që merret me stu-dimin e veçorive të shkrimeve të vjetra dhe me zbër-thimin e tyre.

PALEOLIT,~I *m. arkeol.* Periudha më e hershme e kohës së gurit.

PALEONTOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me paleontologji, specialist në paleontologji.

PALEONTOLOGJf,~A . Shkencë e cila merret me studimin e kafshëve e të bimëve që u takojnë pe-riudhave të lashta gjeologjike dhe që gjenden në toko të ngurosura.

PALESTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Sallë e madhe, e pajisur me vegla të posaçme për të zhvi-lfuar ushtrime gjimnastikore. *Palestra e shkollës.*

PALESTINEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Palestinës ose ai që e ka prejardhjen nga Palestina.

PALESTINEZ,~E *mb.* Që lidhet me Palestinën ose me palestinezët, që është karakteristik për Palestinën ose për palestinezët, i Palestinës ose i pales-tinezëve; që është krijuar nga palestinezët. *Popullipalestinez. Tokat palestineze. Kultura palestineze. Kën-gë (valle) palestineze.*

PALESUAR (i,e) *mb.* Që nuk i janë shtypur plisat me lesë, që nuk i ka kaluar lesa përsipër. *Tokë e pale suar.*

PALESH (i,e) *mb.* Që nuk ka lesh, që nuk është i mbuluar me qime; që nuk ka flokë, i shogët.

PALESHUR (i,e) *mb.* Që nuk është mbuluar me lesh a me qime, që nuk i ka mbirë ende qimja, që nuk është leshur. *Me faqe të paleshur.*

PALEVERDISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
të sjell fitim a dobi; që s'është i leverdishëm. *Me kushte të paleverdishme.*

PALEVERDISHMËRI,~A . Të qenët i palever-dishëm.

PALEXUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është shkruar a është shtypur keq e nuk lexohet dot; që është shumë i imët sa nuk mund të lexohet dot. *E ka shkrimin të palexueshëm. Nënshkrim i palexueshëm.*

PALEZET (i,e) *mb. bised.* I palezetshëm. *Njeri i palezet.*

PALEZETSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* 1. Që nuk ka shije të mirë dhe nuk ta ka ënda ta hash, i pashijshëm. *Gjellë e palezetshme. Mish i palezetshëm.*

2. Që nuk ka tipare të rregullta, i pahijshëm. *Vajzë e palezetshme.*

3. Që ngjall pakënaqësi, i papëlqyeshëm; i pahijshëm. *Punë (ngjarje) e palezetshme. Sjellje e palezetshme.*

PALË,~A I *f. sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e një pëlhure, e një petku, e një letre etj., e thyer me dysh në vijë të drejtë; e kthyer në fund a në anë të një rrobe ose të një cope. *Palat e fundit. Fustan me pala. Ktheu palën. Qepi (shqepi) palën. Hekurosi palat.*

*1.* Një e kthyer me dysh në vendin ku rrudhet një pëlhurë a një petk; rrudhë, zhubër. *Iu be një pale në fustan. Drejtoi palat.*

3. Shtresa e lëkurës dhe e dhjamit që i varet në gushë, në bark etj. një njeriu shumë të ngjallur a të vjetër në moshë ose një bagëtie. *Palat e gushes (e qafës, e barkut).*

4. *kryes. sh.* Valëzim i lehtë në sipërfaqen e diçkaje, rrudhë. *Palat e flamurit. Palat e trurit. anat.* rrudhat e trurit.

5. *gjeol.* Rrudhë e shtresave të tokës. *Pale e hapur (e drejtë). Krahët e pales. Sërthama e pales.*

6. *përd. ndajf.* Me dysh a me trish; njëri mbi tje-trin, palë-palë, stive. *E bëj pale* e palos. *Vë pale dy-shekel (jorganët). Mbledh pale.*

• E bëri pale *dike a diçk a* e shtypi, e bëri petë. E bëri bishtin pale për *cm.* a) vdiq, ngordhi; b) mori mësimin që merit onte, e uli hundën; i ranë pe-ndët.

PALË,~A II . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dy sende të një lloji dhe të një madhësie që shkojnë e për-doren bashkë. *Një pale*

*këpucë (çizme, sandale, opin-ga). Një pale çorape (doreza). Një pale shtiza.*
2. Veshje, vegël a diçka tjetër që ka dy pjesë të njëjta. *Një pale pantallona (mbathje, pizhame). Një pale gërshërë. Një pale dare. Një pale syze.*
3. Një numër a sasi e caktuar sendesh të njëjta
që merren së bashku si një e tërë. *Një pale letra. Një pale ndërresa. Një pale domino. Ngjiti një (dy) pale shkallë.*
4. Dhëndri me nusen ose i fejuari më të fejuarën së bashku; një djalë e një vajzë që vallëzojnë së bashku; çift. *Vallëzonin me gëzim palët e të rinjve.*
5. Një grup njerëzish a frymorësh që i bashkojnë tipare a rrethana të përkohshme; disa prej tyre; grup. *Një pale erdhën, një pale shkuan. Një pale njerëz* një kategori njerëzish, një takëm njerëzish.
*6.* Grup njerëzish me qëllime e interesa të për-bashkëta, që i kundërvihet një grupi tjetër; anë. *Pala kundërshtare. Pala e interesuar. Pala paditëse. drejt. Me pëlqimin e të dy palëve. U pyetën të dy palët. Hynë në marrëveshje me palën tjetër.*
7. Përdoret përpara disa emrave që përdoren vetëm në shumës, me kuptimin përforcues “disa, ca”. *E ranë një pale ethe të forta!*
• Me sa pale mend? *shih te* MEND,~TË. U plak me një pale mend *mospërf. shih te* MEND,~TË. për shutë pale qejfe *shih te* SHTATË. E mbylli me sb,tatë pale çelësa (me shtatë kyçe) *shih te* SHTATË. Qante me shtatë pale lot *shih te* SHTATË. I shkuan shtatë pale djersë *shih te* SHTATË. E kishin zënë shtatë pale ethe *shih te* SHTATË.
PALË,~A HI . *sh.* ~A, —AT. I. Fik i shtypur ose i çarë me dysh dhe i tharë në diell, që ruhet për dimër. *Pale fiku. Varg palash. I bëri pale. Ruanin pala për dimër.*
*2.* Pesë ose gjashtë gjethe duhani të thara dhe të vena njëra mbi tjetrën për t'i grirë. *Griu një pale duhani.*
•*k* Si arra me palën (si fiku me arrën) *shih te* FIK,~U.
PALËKUNDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk mund të lëkundet, shumë i qëndrueshëm. *Themel i palëkundshëm.*
2. *fig.* Që u përmbahet me vendosmëri mendimeve e qëndrimeve të veta, që nuk e ndryshon në asnjë rast sjelljen e qëndrimin e tij, i vendosur, i patundur; i forte, i qëndrueshëm. *Njeri i palëkundshëm. Me Vullnet të palëkundshëm. Miqësi e palëkundshme. Bin-dje e palëkundshme. Mendim i palëkundshëm.*
PALËKUNDUR (i,e) *mb.* Që ndjek me vendosmëri një vijë a rrugë të caktuar, i palëkundshëm. *Politikë e palëkundur. Bindje e palëkundur. Me besim të pa-lëkundur.*
PALËKURË (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka lëkurë. 2. *fig. krahin.* Jopjellor. *Tokë e palëkurë.*
PALËMUAR (i,e) *mb.* Që ka sipërfaqe të ashpër, që nuk është lëmuar. *Dërrasë e palëmuar.*
PALËNDËT (i,e) *mb. filoz.* Që përfytyrohet sikur nuk përbëhet nga asnjë lëndë e materie (sipas botë-kuptimit idealist e mistik); jolëndor. *Një botë e pale ndët.*
PALËNGSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është pa lëng; që ka fare pak lëng. *Mollë (dardhë) e palëngshme.*
PALË-PALË i *ndajf. 1.* Në shumë pala njëra mbi tjetrën. *bëri (i vuri) palë-palë.*
2. Me shumicë të madhe. *kishte paratë palë-palë.*
3. *përd. mb.* Që ka shumë pala njërën pas tjetrësa që ka disa shtresa a pale njërën fflbi tjetrën. *Fustan palë-palë* fustan me pala. *Dhjamë palë-palë.*
• Iu be qafa palë-palë (me pala) *shih te* QAFË,~A.
PALË-PALË ii *ndajf.* Në shumë grupe njëri pas tjetrit. *Vinin palë-palë.*
PALËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është lëruar (për token); i papunuar. *Tokë e palëruar. Fushë (are) e palëruar.*
2- *fig.* I palëvruar. *Fushë e palëruar.* PALËTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* PALOS-
JE,~A 1.
PALËTOHEM *vet-), shih* PALOSEM. PALËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* PALOS 1.
PALËVIZSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
lëviz; që nuk mund të lëvizë; që nuk mund ta lëvizësh. *Trup i palëvizshëm. Karrige të palëvizshme. Pike e palëvizshme. Dërrasë e palëvizshme. Ujë i palëvizshëm. Me sy (me shikim) të palëvizshëm.*
2. Që e ruan njësoj masën, sasinë, vlerën a cilësinë që ka; që nuk rritet a nuk zvogëlohet; i pandryshue-shëm; i qëndrueshëm. *Masë e palëvizshme. Nivel i palëvizshëm. Çmime të palëvizshme.*
3- *fig.* Që nuk mund ta ndryshosh, i prerë, i caktuar. *Afat i palëvizshëm. Shirat e planit janë të palëvizshme.*
PALËVIZSHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i palëvizshëm; mungesë e lëvizjes dhe e ndryshimit; gjendje e palëvizshme e dikujt a e diçkaje. *Palëvizshmëri e pldtë (relative). Ruan palëvizshmërinë.*
PALËVRUAR (i,e) *mb.* Që ka mbetur pa u stu-diuar nga dijetarët ose pa u trajtuar nga ndonjë shkrimtar. *Fushë e palëvruar. Temë e palëvruar.*
PALËZ,~A 1 . *sh.* ~A, ~AT. 1. Bula e veshit. 2. Pale e vogël në një pëlhurë a petk. *Palëzat e bluzës (e fustanit).*
PALËZ,~A 11 . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fije prej mëndafshi etj., e mbështjellë në një rrotull mettajtë vezake. *Palëz mëndafshi.*
2. Sasi leshi që del nga një e krehur me gërhanë. *Palëz leshi.*
PALËZ,~A HI . *sh.* ~A, ~AT. Pale fiku.
PALËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PALEZOJ, PALËZOHET.
*Palëzimi i lëkurës.*
PALËZOHET *vetv.* 1. Bëhet me pala a me rrudha.
2. *Pës. e* PALËZOJ.
PALËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E bëj me pala a me rrudha; palos.
PALIDHUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është lidhur me pe, me tel etj. si një tufë a bllok me vete. *Grurë i palidhur. Liber i palidhur.*
*1. gjuh.* Që qëndron me vete në fjali ose në togfja-lësh dhe mund të hiqet pa prishur kuptimet e fjalisë ose të togfjalëshit. *Fjalë gramatikisht e palidhur.*
3. *fig.* Që 1 mungon lidhja e brendshme logjike; që renditet pa ndonjë rregull e lidhje të qartë, i co-pëzuar, i shkëputur. *Fjalë të palidhur a. Mendime të palidhur a. Pjesë të palidhura.*
*4.* Që nuk ka muskuj të forte, që është ende i dobët e i paformuar. *Me trup të palidhur.*
5. Që nuk është mpiksur dhe nuk është trashur, që nuk e ka zënë fara mirë (për kosin). *Kos i palidhur.*
PALIGJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Llashkë. *Polli paligja.*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dele (dhi) paligjë.*
PALIGJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk paj-tohet me ligjin, që bie në kundërshtim me ligjin; që ndalohet a nuk njihet nga ligji; që është bërë jo sipas rregullave ligjore. *Veprim i paligjshëm. Masë e pa-tigjshme. Pushim i paligjshëm. Gjueti e paligjshme. Martesë e paligjshme.*

2. *vjet.* Që ka lindur nga një martesë, e cila nuk është lidhur zyrtarisht, që ka lindur jashtë martesë. *Fëmijë i paligjshëm.*

PALIGJSHMËRl,~A . *libr.* Të qenët i paligjshëm, të qenët në kundërshtim me ligjet në fuqi.

PALMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Emërtim i përgjithshëm për disa pemë të vendeve të nxehta, me trung të gjatë e të drejtë pa degë, me gjethe gjith-një të gjelbra, të mëdha, si pendë a si pëllëmbë, të grumbulluara në majë dhe me lule të mbledhura në trajtë rrethi, që lidhin kokrra, të cilat hahen. *Palma e hurmasë. Palme rrushi. Gjethet e palmës. Vaj pal-me. Verë palme.*

2. Emërtim i përgjithshëm për disa bimë zbukurimi, që i ngjajnë këtyre pemëve. *Palme uji. Palme shpatore. Palme pëllëmbore.*

PALMORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh, në të cilën përfshihen palmat e llojeve të ndryshme.

PALMUÇ *ndajf.* Me trup të mbledhur e me kokën afër këmbëve; lëmsh; shuk. *U mblodh (u be) palmuç. Ra palmuç përdhe. Mbeti palmuç. 1 gjeti teshat palmuç.*

PALODHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk di ç'është lodhja, i palodhur. *Punëtor i palodhshëm.* 2. Që nuk të sjell lodhje, i lehtë. *Punë e palodhshme.*

PALODHUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk di ç'është lodhja; që punon vazhdimisht me këmbëngulje e pa u lodhur. *Punëtore e palodhur. Luftëtar i palodhur. Mbledhës i palodhur i fjalës shqipe. Është treguar i palodhur.*

2. Që bëhet vazhdimisht me këmbëngulje e pa i përfilluar vështirësitë. *Veprimtari e palodhur. Me punë të palodhur.*

PALOGJIKË (i,e) *mb.* I palogjikshëm.

PALOGJIKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që vepron, sillet a f(et pa logjikë a pa gjykuar thellë, i paarsye-shëm. *Njeri i palogjikshëm.*

2. Që bie ndesh me arsyen e shëndoshë; që i mungon kuptimi ose renditja logjike. *Veprim i palogjikshëm. Frazë e palogjikshme.*

PALOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Varg fiqsh të çarë e të shkuar palë-palë në pe për t'u tharë.

PALOMBAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zhytës që punon nën ujë me një veshje të posaçme. *Palombarët e flotës. Veshja e palombarit.*

PALORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shishe e vogëi petashuqe për raki; faqore.

PALOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj me dysh a në shumë pale një pëlhurë, një rrobë, një letër etj., e bëj pale; i perthyej anën që të bëhet me pale; *kund.*shpalos. *Palos gazetën (letrën). Pahs çarçafët (jor-ganët, batanijet). Palos ndërresat (rrobat). Pahs fle-tën. Pahs me dysh (me Irish). E palosi në cep. Ush-tarët i pahsën çadrat.*

*2.* Mbledh e afroj pjesët e një sendi a të një mjeti, që përbëhet nga copa të lëvizshme. *Palos karrigen (shkaliët).*

3. *spec.* E vë palë-palë; e përthyej disa here që të mblidhet pale në një të tërë. *Pahs duhanin. Pahs librin (revistën). shtypshkr.*

4. Përkul me dysh, përthyej. *Palos trupin. Palos këmbët.*

5. E thyej dhe e rrëzoj përtokë. *Era e palosi grurin.*

6. *bised.* E shtyp dike keq sa e bëj petë; e vras dike dhe e bëj të bjerë, e lë në vend të vdekur. *E palosi makina. E palosi përtokë. I palosi dy armiq. E palosi me një të shtënë.*

• Palosi buzët nuk i erdhi mirë, i erdhi thartë, nuk mbeti i kënaqur; u be gati për të qarë.

PALOSEM *vetv.* I. Përthyej trupin, përkulem shumë dhe bëhem si me dysh. 2. *Pës. e* PALOS.

PALOSËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *spec.* Punëtori që palos diçka me dorë a me makinë; ai që palos fletët e librave a të revistave në shtypshkronjë. *Palosës gazetash (fashikujsh). Palosësit e duhanit. Është palosës në shtypshkronjë.*

PALOSËS,~E *mb. spec.* Që e bën pale diçka; që shërben për të palosur diçka. *Makinë palosëse.*

PALOSËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *spec.* I. *Fem. e* PALOSËS,~I. 2. Makinë palosëse.

PALOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PALOS, PALOSEM. *Pahsja e letrave (egazetaVe). Pahsja e rrobave.*

*2. gjeol.* Zhvendosje e shtresave të tokës që sjell formimin e palëve; pale. *Pahsje tektonike.*

PALOSSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që përbëhet prej pjesësh të lëvizshme, të cilat mund të palosen. *Krevat (shtrat) i palosshëm. Karrige e pahsshme.*

PALOSUR (i,e) *mb.* 1. Që është mbledhur pale; që është përthyer një here a disa here; që është mbledhur në një anë. *Shami e palosur. Letër e palosur. I futi rrobat në dollap të palosura.*

2. *spec.* Që është vënë palë-palë. *Duhan i palosur.*

• Dyfek i palosur *mospërf.* njeri i ligët a me cen në trup, që nuk është i aftë për punë; njeri i metë nga trutë.

PALUAJTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që nuk mund të luajë nga vendi; që nuk mund ta lëvizësh nga vendi ku është. *Trup i paluajtshëm.*

2. *drejt.* Që përfshin token dhe ndërtesat si prone a si pasuri e dikujt; i patundshëm. *Pasuri e paluajtsh-me.*

3- *fig-* Që nuk ndryshon qëndrim; që mbetet i pa-ndryshueshëm pasi është përcaktuar një here, i pa-lëkundshëm. *Njeri i paluajtshëm. Tezë (vijë) e paluajt-shme. Parim i paluajtshëm.*

PALUHATSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që i për-mbahet me këmbëngulje një qëndrimi ose një ven-dimt, që nuk luhatet, i palëkundshëm, i vendosur.

PALUMTUR (i,e) *mb.* Që nuk është i luratur; fatkeq. *Jetonin të palumtur.*

PALUNDRCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është i papërshtatshëm për lundrim, ku nuk mund të ka-lojnë anijet e mëdha. *Lumë i palundrueshëm.*

PALUZE,~JA dhe PALUZE,~JA . *gjell.* Qull i nolle me niseshte ose me miell orizi e me sheqer, që zakonisht u jepet fëmijëve të vegjël si ushqim. *bëri paluze. E ushqen me paluze.*

PALYER (i,e) *mb.* 1. Që nuk është Iyer me bojë, më të kuq a me diçka tjetër, që ka mbetur pa Iyer. *Mure të palyera. Shtëpi e palyer. Këpucë të palyera. Me buzë të palyera.*

2. Që nuk është ngjyer në bojë, i pangjyer. *Fill i palyer. Lesh i palyer.*

3. *fig.* Që nuk është përzier në një punë të keqe; i papërlyer. *Ishte i palyer.*

PALYRË (i,e) *mb.* 1. Që nuk i është hedhur lyre sa duhet; që nuk ka lyre. *Gjellë e palyrë. 2. fig.* I payndyrë, i pakripë. *Njeri i palyrë.*

PALL,~I *m. shih* PAH,~U i 2,6. *Palli i misrit. Palli i kokës.*

PALL *jokal,* ~I, ~UR. Pellet. PALLAGAJË,~A. *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Poganik.

PALLAMAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *det.* 1. Litar i trashë për të lidhur anijet e lundrat në breg; litari i spirancës. *Pallamar kërpi (çeliku). Pallamar anijeje. Lidh me pallamar.*
2. Palldëm. *Pallamari i kalit (i gomarit).*
3. *bot.* Bar i dëmshëm, me kërcell të trashë e të gjatë si të kulprës.
•*k* E bëri pallamar (tërkuzë, litar) *diçka shih tek* TËRKUZË,~A.
PALLAMARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dorezë mbrojtëse prej druri, në të cilën fshatarët futin katër gishta të dorës së majtë për të mos u vrarë kur korrin me drapër dhe e mbledhin duaj grurin, thekrën etj.
PALLANGË,~A *1 f. sh.* ~A, ~AT *vjet.* Fshat me shtëpi të mbledhura dhe me disa dyqane ose me një shesh të vogël për pazar.
PALLANGË,~A 11 . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Llozi i derës.
2. Secila nga lopatat e pendës së mullirit ose të dër-stilës.
PALLASARTË,~A. *sh.* ~A, ~AT *det.* Secili nga litarët e trashë, që lidhen në majën e direkut të ani jes.
PALLASKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope druri e gdhendur a dërrasë si rrip i gjerë ose si pllakë; fletë e rrafshët si pllakë prej një lënde tjetër. *Pallaskë dë-rrase. Pallaskat e kalit* veshoket e kalit. *Pallaska e belit* kunji, veshi i belit. *Pallaska e derës (e dritares)* man-dalli i derës (i dritares). *Pallaska buke. shak.* thelatë mëdha buke.  *vuri dy pallaska këmbës së thyer.*
*2. etnogr.* Paftë metalike, zakonisht me ndonjë figure a mbishkrim, që mbahej në brez ose varej në gjoks për zbukurim. *Kishte vënë një derr pallaskë.*
3. *mospërf.* Supore me grada ushtarake; dekoratë a medalje që varet në gjoks. *Mori në shenjë një gjer-man me pallaska. Të vriste sytë pallaska që kishte varur."4- vjet.* Qese lëkure ose kuti e sheshtë metalike që varej në brez për të mbajtur barutin ose fishekët; rrip për të mbajtur fishekët, fishekore. *Tokëza e pallaskës. Mbushi paliaskën. Ngjeshi (hoqi) pallaskën.*
5. *bised.* Kurrizi i këmbës.  *ra topit me pallaskë.*
r E bëri barkun pallaskë u dend, u fry nga të ngrë-nët. Ngjitet si pallaska pas brezit të ndjek hap pas hapi e nuk të ndahet, të ngjitet si rrodhe.
PALLAT,~I *in. sh.* ~E, ~ET. 1. Ndërtesë e ma-dhe me shumë kate, që shërben për banim, për zyra, për veprimtari kulturore, sportive etj. *Pallat madhësh-tor. Pallati i KQ (i Kryeministrisë). Pallatet e minis-trive. Pallati i kulturës. Pallati i pionierëve. Pallati i sportit. BHok pallatesh. Hyrjet e pallatit. Shkallët e pallatit. Banojnë në një pallat.*
2. Shtëpi madhështore së bashku me shtojcat e saj, ku banon perandori, mbreti a një funksionar i lartë shtetëror (në vendet me sistem shfrytëzues). *Pallati mbretëror. Njerëzit e pallatit.*
3. *përmb.* Perandori a mbreti me rrethin e tij të ngushtë, oborri perandorak a mbretëror. *Jeta e shthu-rur (orgjitë) e pallatit. Merrnin miratimin e pallatit. Ishin njerëzit e pallatit.*
PALLAVESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mospërf.* 1. Ai që i ka veshët të mëdhenj, veshllapush.
2. *fig.* Ai që nuk e kupton menjëherë diçka, njeri i trashë nga mendja.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit.
PALLAVESHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *mospërf. Fem. e* PALLAVESH,~I.
PALLAVRA,~T. *vet. sh. bised.* Fjalë të kota e të zbrazëta, dokrra, gjepura. *Flet (thotë) pallavra. Jane të gjitha pallavra! Humbin kohën me pallavra.*
*k* Shet pallavra (dokrra, dëngla, përralla) *shih te* SHES 4.
*y*
PALLDËM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Rrip i gjerë prej lëkure a prej leshi, që i kalon kafshës së barrës nën bark për të mbajtur samarin të shtrënguar pas trupit. *Palldëm i ri (i vjetër). Palldëm lëkure (leshi). I shtrën-goi palldëmin. lu këput palldëmi.*
PALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet.* Shpatë lufte me një ose me dy presa. *Pallë e rëndë. Zhveshi pallën. Luftonin me palla. Nuk hyn palla në thes. fj. u.*
*2.* Dru i gdhendur me një pjesë të gjerë petashuqe e me bisht, që përdoret për të rrahur rrobat kur i lajmë në l.umë a në govatë; kopan, lasë. *Pallë rrobash. I rrahin (rrobat) me pallë.*
3. Dru me një pjesë të gjerë si lopatë e me bisht, që përdoret për të rrahur drithin a për diçka tjetër; pjesa e gjerë e këtij druri. *Palla e gurit të mullirit* ngrehësi i mullirit. *Rrahin misrin me pallë. Përziente qumështin me pallë. U thye palla e rremit.*
4. Thika e plugut; plori, umbi. *Pallë e pamprehur. I vuri (i hoqi) pallën.*
5. *bised.* Shtiza e rrotës së qerres, rreze. *Pallat e rrotës.*
6. *bised.* Llozi i derës, shuli.
• Nuk i ha palla nuk can kokën për asgjë, nuk i bëhet vonë për asgjë, nuk bëhet merak. Sa i ha palla më të gjitha forcat, me sa fuqi që ka. Me pallë (me shpatë) zhveshur *shih te* ZHVESHUR. E zhveshi pallën *shih te* ZHVESH. I tund pallën (shpatën) *di-*
*kujt shih tek* TUND. Është bishti i pallës *dikush* është me i vogël se të tjerët ose është i fundit nga rën-dësia a vlera dhe s'e pyet njeri për asgjë, nuk e përfill njeri fjalën e tij, është vrima e fundit e kavallit. Iu këput rripi i pallës *shih te* RRIP,~I. I priste palla (shpata, sëpata) djathtas e majtas (nga të dyia anët) *shih te* PRES i.
PALLË *palak.* Bën pallë: rri pa punë e pa bërë asgjë, e kalon kohën pa u lodhur e pa e vrarë mendjen për asgjë; bën qejf.
PALLËLARË *mb. poet.* 1. Që e ka pallën të larë në ar ose në argjend; që i shkëlqen palla, që i shndrit palla.
2- *fig.* Që ka luftuar dhe ka fituar në disa beteja, që është mbuluar me lavdi në luftime. *Skënderbeu pallëlarë.*
PALLËNGJESHUR *mb. poet.* Që i ka ngjeshur armët në brez; që ka qenë a është gjithnjë i gatshëm për të luftuar. *Luftëtarë pallëngjeshur. Popull pallë-ngjeshur.*
PALLËVETËTIMË *mb. poet.* I. Që i shndrit palla
si vetëtimë.
2- *fig-* Që di ta përdorë shpatën me shpejtësi e shkathtësi; që është trim i madh.
PALLËZHVESHUR *mb. poet.* Që e ka nxjerrë pallën nga milli dhe është gati për të luftuar; i gatshëm për luftë. *Trimat pallëzhveshur.*
PALLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Pëllitje. *Pallja e gomarit.*
PALLMË,~A . *sh.* ~A, ~>AT. 1. Pëllitje. *Pallmg lope. U dëgjua një pallmë.*
2. *keq.* Zë i forte si i gjedhit a i gomarit, që nxjerr dikush kur bërtet; thirrmë e forte, ulërimë. *Pallmë ngjethëse. Dha pallmën. Lëshoi një pallmë.*
PALLMËMADH,~E *mb. bised.*, *mospërf.* 1. Që çirret e bërtet fort kur flet. *Grua pallmëmadhe.*

2. *fig.* Që bën shumë zhurmë për çështje të vogla, zhurmëmadh.
PALLOGARITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që
është në sasi shumë të madhe sa nuk mund të njeh-sohet. *Dëm ipallogaritshëm. Humbje të pallogaritshme. Pasuri (vlerë, shumë) e pallogaritshme.*
2- *fig-* Qe ka rëndësi shumë të madhe; i jashtë-zakonshëm.
PAL,LOHEM *vetv.* I. *thjeshtligj.* Ha shumë, ha si i babëzitur, shqepem së hgrëni. *V pallua mirë në drekë. 2. Pës. e* PALLOJ.
PALLOJ *kal,* ~OVA, -~CAR. I. Rrah rrobat me pallë kur i laj, kopanis. *palloi rrobat në gur.*
2. *thjeshtligj.* E rrah fort dike, e shqep në dru. *E palloi mirë të birin.*
3. *fig. thjeshtligj.* E mund keqas dike, e shemb (në një lojë). *E palloi në shah.*
*4. fig. thjeshtligj.* Ha diçka me shumicë, ha si i babëzitur, e përlaj diçka. *palloi të gjitha qershitë.*
5. *fig. thjeshtligj.* E mbush, e ngop, e shemb dike me diçka. *E palloi me gënjeshtra.*
PALLOSH,~E *mb. bised.* 1. Që ka trup të gjatë e të shëndoshë, me shpatulla të gjera e të mbushura, trupmadh. *Djalë pallosh.*2. *fig.* Që ka shpirt të mirë e të çiltër; i padjallëzuar e pak si leshko. *hhte pallosh burrë.*
3. *mospërf.* I trashë nga mendja.
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
PALLTO,~JA . *sh.* ~, ~T. 1. Veshje prej stofi të trashë, e gjatë deri në gju dhe me mëngë, e cila kopsitet përpara dhe mbahet sipër rrobave të tjera. *Pallto e trashë (e ieshtë, e lehtë). Pallto dimri. Pallto fëmijësh (grash, burrash). Stof për pallto. Veshi (ho-qi) pallton. Qepi një pallto. Ngriti jakën e palltos.*
*2. tek.* Cope llamarine, e prerë në trajtë katër-këndëshi a trapezi, e cila përbën faqen anësore të një ene, të një kove etj. *Palltoja e kovës (e kazanit, e enës).*
•*k* E hoqi nga palltoja *dike* e mori me zor dike, e detyroi të shkojë me të. E kapi (e zuri) për palltoje *dike* nuk e la të qetë dike, deri sa ia plotësoi një punë a një kërkesë; nuk iu nda, iu qep.
PALLUA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË *zool.* Shpend i madh sa një pule deti, me një xhufkë në ko-kë, me pendë shumëngjyrëshe e të ndritshme, shumë të gjata në bisht, të cilin e hap si erashkë. *Femra e palloit. Bishti i palloit. Pendë pal hi.*
• Syri i palloit *bot. shift te* SY,~RI.
PAMAJMË (i), ~E (e) *mb.* Që nuk ka dhjamë, që nuk është i majmë. *Mish i pamajmë. Pula doli e pamajme.*
PAMANOVRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që
nuk mund të përdoret me lehtësi sipas nevojës. *Ma-kinë e pamanovrueshme.*
2. Që nuk është i aftë për veprime të shkathëta e të shpejta sipas nevojës e rrethanave, i rëndë. *Ushtri e pamanovrueshme. Njësi e pamanovrueshme.*
PAMARTUAR (i,e) *mb.* I. Që nuk është martuar ende megjithëse e ka arritur moshën, beqar. *Djalë i pamartuar. Vajzë e pamartuar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Të mar-tuarit dhe të pamartuarit. Në dasmë të të pamartuarve! ur.*
PAMARRE (i,e) *mb. bised.* I paturp, i pacipë, i pafytyrë. *Njeri i pamarre.*
PAMARRËVESH (i,e) *mb.* Që nuk i dëgjon kë-shillat e të tjerëve, që nuk merr vesh sado që t'i fla-sësh, i padëgjueshëm, i pabindur; kokëfortë. *Fëtnijë i pamarrëvesh.*
PAMASË (i,e) *mb.* 1. Që përfshin një sasi shumë të madhe, që s'ka të numëruar, i pafund, i pakufi-shëm; i pallogaritshëm. *Numër i pamasë njerëzish. Pasuri e pamasë. Dëm i pamasë. Shpenzime të pamasë.*
*2.* Që ka vëllim a përmasa shumë të mëdha, shumë i madh. *Bllok (shkëmb) i pamasë.*
3. *fig.* Shumë i fuqishëm, i pakufishëm. *Dashuri e pamasë. Gëzim i pamasë. Urrejtje e pamasë.*
PAMASHKULL (i,e) *mb.* I. Që nuki ka vetitë a ti-paret e mashkullit (për burrin). *Burrë i pamashkull.*
*2.* Që ka mbetur pa një burrë a pa një djalë (për familjen). *Shtëpi e pamashkull.*
PAMASHTRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
mund të mashtrohet dot. *Grua e pamashtrueshme.*
PAMATËSI,~A . *libr.* Të qenët i pamatshëm e i pafund, vetia e diçkaje që ka përmasa shumë të mëdha
sa nuk t'i rrok syri, pafundësi. *Pamatësia e oqeanit. Pamatësia e qiellit.*
PAMATSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk mund t'i përcaktosh dot madhësinë, vëllimin a përmasat. *Trashësi e pamatshme. Segment i pamatshëm.*
*2.* Që ka përmasa shumë të mëdha sa nuk t'i rrok syri, i pamasë, i pafund, i pakufishëm. *Oqean i pamatshëm. Hapësirë e pamatshme.*
3. *fig.* Shumë i madh, i pakufishëm, i pamasë. *Hidhërim i pamatshëm. Ka merita të pamatshme.*
PAMATUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është matur (nga madhësia, vëllimi a përmasat). *Kanal i pamatur. Rru-gë (punë) e pamatur.*
*2.* Që nuk e peshon mirë diçka para se ta bëjë a ta thotë, që rrëmbehet në veprime e në gjykime, i nxi-tuar, i rrëmbyer. *Djalë i pamatur.*
3. Që nuk është peshuar mirë që me pare, që nuk është menduar e rrahur me pjekuri para se të bëhet a të thuhet, i nxituar, i rrëmbyer. *Hap (veprim) i pamatur. Fjalë e pamatur. Qëndrim (vendim) i pamatur.*
4. Shumë i madh, i pamasë. *Force e pamatur. Ndih-më e pamatur.*
PAMATURI,~A . 1. Të qenët i pamatur, vetia e atij që është i pamatur, mungesë maturie. *E pësoi nga pamaturia.*
*2.* Pamatësi, pafundësi. *Pamaturia e shkretëtirave. (e oqeaneve).*
PAMAZITUR (i,e) *mb.* Që nuk i është hequr ajka; që ka mazën a gjalpin brenda. *Qumësht i pamazitur. Kos (djathë) i pamazitur.*
PAMBARIM (i,e) *mb.* 1. Që nuk i duken kufijtë, i pakufishëm, i pafund. *Gjithësia e pambarim. Hapësirë e pambarim. Del i pambarim.*
*2.* Që duket sikur nuk ka të mbaruar, i pafund. *Lumë (varg) i pambarim njerëzish. Hordhi të pambarim armiqsh.*
3. Që zgjat në kohë sa duket sikur nuk do të mba-rojë kurrë, i pafund. *Bisedë e pambarim. Mbledhje e pambarim.*
4. *vet. sh.* Që janë në numër shumë të madh e për-sëriten vazhdimisht, të shumta, të pafund. *Kërkesa të pambarim. Vizita të pambarim. Detyra të pambarim.*
PAMBARIMISHT *ndajf. libr.* 1. Pa mbarim. *Kohë pambarimisht e gjatë. Rritet (zgjatet) pambarimisht. Zmadhoj (z\>ogëloj) pambarimisht.*

*2. mat.* Në mënyrë të pafundme; pafundësisht. *Madhësi (gjatësi) pambarimisht e vogël. Shpejtësi pambarimisht e madhe.*
PAMBARUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka mbetur pa u për-funduar; që nuk është punuar deri në fund. *Shtëpi (ndërtesë) e pambaruar. Prodhim i pambaruar* prodhirn që është ende duke u përpunuar.
2. Që është ndërprerë a është lënë përgjysmë, i papërfunduar. *Arsim (i mesëm, i lartë) i pambaruar. Ndeshje shahu e pambaruar.*
3. I pambarim, i pafund. *Varg i pambaruar njerëzish. Biseda të pambaruara. Vuajtje të pambaruar a.*
4. I pambarueshëm. *Burime (rezerva) të pambaruara.*
PAMBAR13ESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
shteron kurrë; që duket sikur nuk do të ketë mbarim, i pashtershëm. *Burime të pambarueshme.*2I I pambarim, i pafund. *Numër i pambarueshëm sendesh. Përpjekje (kryengritje) të pambarueshme.*
PAMBËSHTETJE (i,e) *mb.* Që nuk ka ndihmë e përkrahje nga askush; që nuk ka fëmijë a të afërm të tjerë, të cilët ta mbajnë e ta ndihmojnë; i pandihmë. *Nënë e pambështetje. E ndjente veten të dobët e të pa-mbështetje.*
PAMBIRË (i,e) *mb.* Që nuk ka mbirë krahas të tjerave, që ka shkuar dëni (për farën e një bime). *Fare e pambirë.*
PAMBJELLË (i,e) *mb.* Që është lëruar, po nuk është mbjellë; që nuk është e mbjellë me ndonjë bimë bujqësore. *Are (tokë) e pambjellë. Sipërfaqe të pa-mbjella.*
PAMBROJTJE (i,e) *mb.* Që nuk ka njeri për ta ndihmuar e për t'i dale krah; që është i detyruar t'i përballojë vetë vështirësitë e të papriturat e jetës. *Plak i pambrojtje. Grua e pambrojtje.*
PAMBROJTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk i ka kushtet e domosdoshme për ta mbrojtur, që nuk mund të mbrohet, që s'ka se si të mbrohet. *Vend (po' zicion) i pambrojtshëm.*
*2.* Që nuk u qëndron dot fakteve e arsyetimeve, që nuk është i mbështetur e i argumentuar mire. *Tezë e pambrojtshme. Pohim (mendim) i pambrojtshëm.*
PAMBROJTUR (i,e) *mb. I.* Që nuk i ka kushtet dhe mjetet e nevojshme për t'u mbrojtur nga armiku, që është i papërgatitur për të përballuar një sulm; që nuk ka armë për të kundërshtuar dhunën. *Vend i pambrojtur. Qytet i pambrojtur. Sulmuan popullsinë e pambrojtur.*
2. Që është i hapur përballë veprimeve dëmprurëse a të rrezikshme, i zbuluar. *Ndërtesë e pambrojtur. Në vende të pambrojtura.*
3. I pambrojtje. *Ishin jetimë e të pambrojtur.*
PAMBUK,~U *m.* 1. *bot.* Bimë barishtore njëvje-çare e vendeve të ngrohta, me gjethe pëllëmbore që kthehen nga rrezet e diellit, me lule të mëdha e të ver-dha, e cila bën një boçe vezake me shumë fara të ve-shura me fije të gjata si push i bardhë. *Ara me pambuk. Rritësit e pambukut. Boçe pambuku. Farat e pambukut. Vajpambuku* vaj nga farat e kësaj bime. *Bërsipambuku* bërsi nga farat kësaj bime. *Mbjellin (ujitin, mbledhin, vjelin) pambukun.*
*2.* Tërësia e fijeve të bardha nga boçet e kësaj bime, që pastrohen nga farat dhe përdoren për të bërë penj, për të mbushur dyshekë e jorganë, në mjekësi etj. *Pambuk çeltik. Pambuk jijegjatë (fijehollë, fijetrashë). Pambuk hidrofil. Deng pambuku. Fije (penj) pambuku. Basmë (pëlhurë, batanije) pambuku. Fitila pambuku. Çorape pambuku. Fustan (triko) pambuku. Bojë pambuku. \ Fabrika e zhveshjes së pambukut. Punojnë (dre-dhin)*; *pambukun. I mbushën dyshekët me pambuk. I i)uripambuk plages.*
3. *përd. mb.* Shumë i butë. *Me duar (me Here) pambuk.*
4. *përd. mb. fig.* Shumë i urtë e i butë, që nuk e ngre zërin për asgjë (për njeriun); i butë e i ëmbël (për zërin, për fjalët). *Është pambuk. E ka zërin pambuk. I ka fjalët pambuk.*
*-k* E bëri pambuk *dike* e rrahu shumë, e zhdëpi në dru. Shkel në pambuk e ka punën fare të lehtë, jeton në rehati. Të vret me pambuk të bën ta kuptosh ga-
bimin e të pendohesh duke të qortuar lehtë e më të mire ose duke ta sjellë fjalën larg e larg. G u r pambuku (leshi. liri, mëndafshi) *bised. shih te* LESH,~I. Pambuk i egër *bot.* bimë barishtore, e ngjashme me pambukun, c cila rritet në toka të rënda të mbjella me bimë që prashiten dhe i dëmton këto. Pambuk guri *min.* asbest. Pambuk xhami (qelqi) *tek.* lëndë prej fijesh të holla xhami, qa përdoren për veçim, lesh xhami.
PAMBUKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Are
e mbjellë me pambuk. *Punuan në pambukorç.*
2. Xhaketë e trashë prej doku, e mbushur për-brenda me pambuk dhe e qepur përsipër me disa te-gela. *Veshi (hoqi) pambukoren.*
•*k* Pambukorja e agrumeve *bot.* sëmundjo që u bie zakonisht agrumeve e që shfaqet me disa plage në lastarë në trajtën e një shkume të bardhë, sidomos pranë sytheve dhe nyjeve.
PAMBUKTË (i,e) *mb.* 1. Që është punuar ose është endur me fije pambuku; që është bërë prej stofi a prej pëlhure të endur me fije pambuku. *Batanie e pambuktë. Çorape të pambukta. Këmishë e pambuktë. Fabrika e stofrave të pambukta.*
2. si *em.* PAMBUKTË,~JA (e) . *kryes. sh.* ~A, ~AT (të). Stof a pëlhurë pambuku; rrobë e bërë me stof a pëlhurë pambuku. *Reparti i tëpambuktave. Larja e të pambuktave. Mban të pambukta.*
PAMBULUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka përsipër një mbulesë, një rrobë, një kapak etj.; i zbuluar. *Pus i pambuluar. Fëmijët flinin të pambuluar.*
2. Që nuk i është hedhur ende çatia; që nuk ka çati, i zbuluar. *Shtëpi (kasolle) e pambuluar.*
3. I pavarrosur, i pakallur. *Kufomë e pambuluar,*
4. *vjet.* Që dilte pa ferexhe a pa perçe, me fytyrë të zbuluar. *Grua (vajzë) e pambuluar.*
*5. fin.* I pashlyer (për një shpenzim a detyrim). *Shpenzime të pambuluara.*
*6. sport.* Që është lënë i lire të veprojë a të gjuajë, që nuk ka një lojtar kundërshtar pranë për ta penguar. *Lojtar i pambuluar. E la të pambuluar.*
*-k* I vdekur e i pambuluar (i pakallur, i pafutur) në dhe *shih te* VDEKUR,~I (i).
PAMEND (i,e) *mb.* 1. Që gjykon e vepron pa mend në kokë, që nuk i mendon mirë ato që thotë e që bën. *Njeri i pamend.*
2. Që është bërë pa e menduar mirë; që është bërë nga një njeri, i cili nuk gjykon drejt e thellë. *Punë (sjellje) e pamend. Veprim i pamend.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *la la punën një të pamendi.*

PAMËNDUAR (i,e) *mb.* Që nuk është menduar a nuk është peshuar mirë që me përpara, i nxituar. *Punë (vepër) e pamenduar. Veprime të pamenduara. Fjalë e pamenduar.*

PAMERITUAR (i,e) *mb.* 1. Që është arritur pa mundim a pa punë; pa bërë përpjekjet.e duhura; që i është dhënë dikujt pa të drejtë, që nuk i takon më të drejtë. *Fitore e pamerituar. Note e pameritur.*

*2.* I padrejtë. *Dënim (ndëshkim) i pamerituar.*

PAMË,~A . *sh.* ~A, <~>AT. Shtresë gjethesh a fieri, që i vihet në majë mullarit ose kapules në are për të mos i hyrë lagështia.PAMËKATË (i,e) *mb.* 1. *fet., vjet.* Që nuk i ka shke-lur normat fetare, që nuk ka bërë ndonjë mëkat (si-pas paragjykimeve fetare). *E quanin njeri të pamëkati.*

*2. bised.* Që nuk ka bërë ndonjë gabim a ndonjë faj; që nuk e ka shkelur kurorën bashkëshortore. *Burrë i pamëkatë. Grua e pamëkatë.*

PAMËNJANtESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
mund t'i shmangesh, që do të ndodhë patjetër; i pa-shmangshëm. *Dukuri e pamënjanueshme. Vdekje e pa-mënjanueshme.*

PAMËSUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka marrë arsim të mjaftueshëm; që nuk di ose di pak; i pashkolluar; i paditur. *Njeri i pamësuar.*

*2.* Që nuk e ka përvetësuar mirë një mjeshtëri; që nuk ka përvojën e duhur në punë ose në jetë, i papërvojë. *Punëtor i pamësuar.*

3. Që nuk është ushtruar ose nuk është stërvitur me diçka, i pastërvitur. *Sy i pamësuar. Dorë e pamësuar.*

PAMËSHIRË (i,e) *mb.* I pamëshirshëm. *Njeri i pamëshirë. Luftë e pamëshirë.*

PAMËSHIlRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që sillet e vepron kundrejt të tjerëve pa mëshirë, që s'ka më-shirë, mizor, i egër; i rreptë. *Njeri i pamëshirshëm. Shfrytëzues (sundues) të pamëshirshëm. Të jemi të pamëshirshëm me armiqtë.*

2. Që bëhet me rreptësi a me ashpërsi, pa përfillur pasojat e rënda; që bëhet pa asnjë lëshim e zbritje, i ashpër, i egër, *Luftë e pamëshirshme. Përleshje e pa-mëshirshme. Suhn i pamëshirshëm. Shfrytëzim i pamëshirshëm. Fjalë të pamëshirshme.*

PAMFLET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *let.* Shkrim i shkurtër satirik, me lemë aktuale, që godet ashpër një njeri a një shfaqje të jetës shoqërore e politike. *Pamfiet politik. Pamfiet i ashpër (i mprehtë, i hollë). Shkroi (botoi) një pamfiet.*

PAMFLETIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shkruan pamflete. *Pamfletist i shquar (i njohur).*

PAMIQ (i,e) *mb.* Që nuk ka miq e dashamirë; që nuk ka kush ta përkrahë, ta ndihmojë ose ta mbrojë. *Njeri i pamiq. Familje e pamiq. Shtet (vend) i pamiq.*

PAMIRADlJE,~A . Mosmirënjohje. PAMIRADIJE (i,e) *mb.* Mosmirënjohës.

PAMIRADljSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Mosmirënjohës, bukëshkalë. *Njeri i pamiradijshëm.*

PAMIRË (i,e) *mb.* I pahijshëm, i keq, jo i mirë. *Punë (sjellje) e pamirë. Qëndrim i pamirë.*

PAMtSH (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka shumë mish në trup, i dobët, i ligët, i thatë; që ka shumë kockë e pak mish (për një thelë mishi). *dhanë një brinjë të pamish. Fëmijë i pamish.*

*2.* Që nuk ka shumë tul, që e ka bërthamën të ma-dhe e tulin të paktë (për kokrrat e disa pemëve). *Kum-bull (thanë) e pamish. Ca vidhëza të pamish.*

PAMJAFTË (i,e) *mb.* I pamjaftueshëm. *Zhvillim i pamjaftë. Përpjekje (kërkime) të pamjafta.*

PAMJAFTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
mjafton për të përmbushur nevojat ose kërkesat e duhura, që nuk del a nuk arrin; i mangët, i paktë. *Sasi (shumë) e patnjaftueshme. Mjete të pamjaftueshme.*

*Ushqim i pamjaftueshëm. Është e pamjaftueshme që...* 2. Që nuk është në shkallën e duhur, i pakënaq-shëm. *Njohuri të pamjaftueshme. Punë (përgatitje) e pamjaftueshme. Kujdes i pamjaftueshëm.*

PAMJAFTUESHMËRI,~A . 1. *libr.* Të qenët i pamjaftueshëm. *Pamjaftueshmëria e ushqimit (e vi-taminw)e). Pamjaftueshmëria e provave (e të dhënave).*

2. *mjek.* Veprimtari e mangët e një organi, që nuk i plotëson funksionet e duhura. *Pamjaftueshmëria e zemrës.*

PAMJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. I. Paraqitja e jasht-me e njeriut ose e fytyrës së tij, dukë; dukja e jashtme e njeriut si shprehje e gjendjes së tij fizike ose shpirtë-rore. *Pamje e çelur (e zymtë, e vrenjtur). Me pamje të qeshur (të zemëruar, të hidhëruar). Vajzë me pamje të ëmbël (tërheqëse). Ka pamje burrërore (të rreptë, të vrazhdë). Kishte pamje të sëmurë. E priti me pamje të qetë. Ishte i rëndë nga pamja. Duke} që në pamje. E njohu nga pamja. I ndryshoi (i ndërroi) pamja.*

2. Ana e jashtme e diçkaje ashtu si duket; trajta, shfaqja ose mënyra se si del para syve diçka; paraqitja. *Pamje e përgjithshme (e pjesshme). Pamje nga përpara (nga pas, nga sipër). Pamja e mallrave. t mirë nga pamja. Ka pamje të mirë (të bukur, tërheqëse). Ka pamje të keqe (të shëmtuar). Shtëpi me pamje madhështore.*

3. Pjesë e natyrës ose e vendit që shtrihet para syve; a jo që rroket nga vështrimi nga një pike e cak-tuar. *Pamje e bukur (tërheqëse). Pamjet madhështore të maleve tona. Hapet përpara syve një pamje e mre-kullueshme.*

4. Gjendja e përgjithshme e diçkaje si paraqitet nga ana e jashtme, si vështrohet nga një kënd i cak-tuar ose sipas përshtypjes që të lë; anë, aspekt; tablo. *Pamja e vërtetë. Pamje e gëzueshme (heroike). Pamje e mjerueshme. Pamja politike (ekonomike). Pamja e sotme (e tanishme). Jep një pamje të plotë (të gjallë). la ndryshoi rrënjësisht pamjen vendit.*

5. Shembëllim i sendeve, i natyrës ose i punës në fotografi, në film, në pikturë etj. ose në një krijim artistik; përfytyrim mendor i një shëmbëllimi të tillë. *Pamje e gjallë. Pamje nga jeta (nga puna). Pamje nga vendi ynë. Trajton pamje të shkëputura. Jep një pamje nga e kaluara. I dilnin para syve pamje frymëzuese.*

6. *teatër.* Nënndarje e një akti të veprës dramatike, në të cilën zakonisht ndryshon dekori i skenës.

7. Të parët, shikimi; mundësia për të parë sendet dhe mjedisin përreth, fusha e shikimit. *Çrregullime të pamjes. Ka errësim të pamjes. E humbi pamjen. I zuri pamjen. Ka pamje të kufizuar. Iu zhduk nga pamja.*

*k* Fushë pamjeje (fusha e pamjes) *shih te* FXJSHË, ~A. Këndi i pamjes (i vështrimit) *shih te* KËND,~I g-

Në pamje të parë sipas përshtypjes që kemi nga ana e jashtme, pa i hyrë në brendësi a në thelb.

PAMJEÇELUR *mb. poet.* Që ka pamje të gëzuar, që është gjithnjë fytyrëqeshur. *Vajzë pamjeçelur.*

PAMJEKËR (i) *mb.* Që nuk ka ose nuk mban mje-
kër; qose. *Burrë i pamjekër.*
PAMJEKUESH,ËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
i gjendet bari a mjeti përta mjekuar;i pashërueshëm. *Plage e pamjekueshme. Sëmundje e pamjekueshme.*
PAMJELË (i,e) *mb.* Që nuk është mjelë (për njëbagëti ose për gjinjtë e saj). *lopë (dhi, dele) e pa-mjelë. Me gjinj të pamjelë.*
PAMJERËNDË *mb. 1.* Që lea pamje të zymtë,,'iijerjëndë. *Burrë pamjerëndë.*
2. *poet.* Krenar e madhështor. *Skënderbeu pamjerëndë. Kala pamjerëndë.*
P^MOHUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të hidhet poshtë a të kundërshtohet në asnjë më-nyrë,j që duhet të pranohet pat jetër si i vërtëtë, që nuk vihetj në dyshim. *Fakte (prova) të pamohueshme. E vërtetë e pamohueshme. Merita të pamohueshme. Të drejta të pamohueshme.*
PAMOR,~E *mb.* 1. Që lidhet me organin e të parit; që ka të bëjë më të parët. *Nervi pamor. Organi pa-mor. Kujtesë pamore. Përfytyrim pamor.*
*2.* Që shërben për të parë me mirë. *Aparat pamor.*
3. Që e ka parë diçka vetë me sy. *Dëshmitar pamor.*
PAMORAL (i,e) *mb. shih* PAMORAL SIIËM (i), ~MË (e) i.
PAMORALSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mohon e shkel çdo normë të moralit; i pandershëra. *Burrë (djalë) i pamoralshëm. Vajzë (grua) e pamoralshme.*
2. Që është në kundërshtim me normat e moralit, që bie ndesh me moralin shoqëror. *Sjellje (vepër) e pamoralshme. Qëndrim i pamoralshëm.*
PAMORT (i,e) *mb.* 1. *bised.* Që përdoret gj'atë pa u prishur e pa u dëmtuar, shumë i rrojtshëm. *Stof i pamort. Plaçkë e pamort.*
*2. fig.* I pavdekshëm. *Enter i pamort. Vepër e pamort. Kështjellë e pamort.*
PAMOTIVUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që nuk
ka arsye ose rrethana për ta shpjeguar e mbështetur; i papërligjshëm. *Mendim (propozim, qëndrim) i pa-motivueshëm. Sjellje e pamotivueshme.*
*2. gjuh.* Që nuk mund t'i përcaktohet prejardhja Jcuptimore; që nuk i dihet lidhja me kuptimin e pare. *Fjalë (njësi frazeologjike) të pamotivueshme. Kuptim i pamotivueshëm.*
PAMPOSHTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
tnund të mposhtet nga asnjë force; i pathyeshëm. *Ushtri e pamposhtshme. Popull i pamposhtshëm.*
2. Që ka force shumë të madhe sa nuk mund të shtypet, të ndalet a të përmbahet. *Force e pamposhtshme. Ndjenjë (dëshirë) e pamposhtshme. Dhembje e pamposhtshme.*
PAMPOSHTUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është mundur ndonjëherë, që nuk ka mundur askush ta mposhtë e ta nënshtrojë; që ecën përpara ngadhnjimtar. *Ushtri e pamposhtur. Vend (popull) i pamposhtur. Kështjellë e pamposhtur. Revolucion i pamposhtur.*
*2.* I pamposhtshëm. *Vullnet i pamposhtur. Dëshirë e pamposhtur.*
PAMUNDËSl,~A . Të qenët i pamundshëm, mun-gesa e rrethanave dhe e kushteve të nevojshme që të bëhet a të arrihet diçka. *Në rast pamundësie. Ndodhi nga pamundësia.*
PAMUNDIMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
kërkon shumë mund e djersë; që bëhet lehtë e pa mun-dim; që nuk shoqërohet me vuajtje a me shqetësime. *Punë e pamundimshme. Lindje e pamundimshme. Jetë e pamundimshme.*
PAMUNDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
mund të bëhet a të arrihet; i pamundur. *Kërkime të pamundshme. Është e pamundshme që...*
*2.* I pathyeshëm, i pamposhtshëm. *Popull (vend) i pamundshëm.*
3. *si em.* ~ME, ~MJA (e) . E pamundura.
PAMUNDUR, ~A (e). Diçka që është e pamundur të bëhet a të arrihet. *Bëri të pamundurën* vuri të gjitha forcat për t'ia arritur diçkaje shumë të vështirë, bëri gjithçka që ishte e mundshme, bëri çmos. *Kërkon të pamundurën. Arriti të pamundurën.*
PAMUNDUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk mund të bëhet a të arrihet; që nuk mund të ndodhë, që nuk ka asnjë gjasë të jetë i vërtetë. *Gjë e pamundur. I dukej e pamundur. Ishte e pamundur t'i ndalej gjaku.*
2. Që nuk mund të durohet më tej, shumë i vështirë, i padurueshëm. *Iu be jeta e pamundur.*
3. *bised.* Që është pak i sëmurë, që është pa qejf. *Plak i pamundur. Ishte pak si i pamundur dje.*
PAMUNGUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mungon asnjëherë, që është gjithnjë i pranishëm në vendin e në kohën e caktuar.
PAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Çifligar i madh në Poloni dhe në disa vende të tjera sllave. *Panët polakë. Pronat e panëve.*
PAN- *fjalëform.* Pjesa e parë e fjalëve të përbëra, që i përgjigjet kuptimit të fjalëve “gjithë, mbarë”; p.sh. panafrikan, panamerikan, panaziatik, panballkauik, pansllavizëm, panshqiptar etj.
PANAFAKË (i,e) *mb. bised.* 1. I pafat. *Njeri i pa-nafakë.*
2. *fig. krahin.* I prapë, që nuk lë dy gurë bashkë. *Fëmijë i panafakë.*
PANAIR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pazar i madh, ku paraqiten e shiten mallra të ndryshme, zakonisht për disa ditë me radhë; *vjet.* pazar i tillë që bëhej në të kaluarën një here në vit në disa fshatra të mëdha me rastin e një feste të caktuar fetare, ku kishte edhe këngë, valle e argëtime të ndryshme. *Panair kombëtar. Panairi i kafshëve. Ditë panairi. V hap panairi. Ishte si në panair.*
2. Ekspozitë e madhe, ku paraqiten prodhime bujqësore e industriale të shteteve a të krahinave të ndryshme dhe ku mund të lidhen marrëveshje për blerjen e shitjen e tyre. *Panair ndërkombëtar. PaVi-joni shqiptar në panair.*
3. *fig. bised.* Vend ku ka zhurmë e rrëmujë dhe nuk merret vesh se çfarë bëhet, pazar. *Atje ishte panair.*
PANAMEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Panamasë ose ai që e ka prejardhjen nga Panamaja.
PANAMEZ,~E *mb.* Që lidhet me Panamanë ose me panamezët, që është karakteristik për Panamanë ose për panamezët, i Panamasë ose i panamezëve, që është krijuar nga panamezët. *Populli panamez. Këngë (valle) panameze.*
PANClR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Parzmore. *Pancir çeliku. Panciri i Skënderbeut.I veshur me pancir.*
PANDALSHËM (i), ~ME (e) *mb. 1.* Që nuk
mund t'i ndërpritet lëvizja a rrjedha; që lëviz a rrjedh paprerë e me force. *Rrymë (rrjedhë) e pandalshme. Vale e pandalshme.*2. Që nuk mund t'i pritet rruga a të pengohet, që ecën përpara e zhvillohet pa ndërprerje; i papërmbajt-

shëm. *Revolution i pandalshëm. Me hap të pandal-shëm. Rritje e pandahhme.*

P AND ARE (i,e) *mb.* 1. Që përbën një tërësi të vet-me, që nuk është ndarë në pjesë a në copa të veçanta; i bashkuar. *Truall i pandarë. Njësi e pandarë.*

2. Që nuk mund të merret i shkëputur a veçan nga •një e tërë kryesore; i lidhur ngushtë e në mënyrë të përhershme me diçka tjetër. *Pjesë e pandarë e punës sonë. Teoria dhe praktika janë të pandora.*

3. Që rri gjithnjë bashkë me dike; që ka marrë-dhënie të ngushta miqësie e dashurie me dike. *Shok i pandarë. Miq (vëlle2ër) të pandarë. Bashkëshortë të pandarë. Ishin një dhe të pandarë.*

•*k* Mollë e pandarë thuhet për njerëz që kanë miqësi të ngushtë e rrinë vazhdimisht bashkë. Një dhe i pandarë që nuk pjesëtohet me dike tjetër, që i përket plotësisht njërit ose që është tërësisht e drejtë e tij.

PANDASHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk mund të copëtohet a të ndahet dot në pjesë të veçanta më të vogla. *Grimca të pandashme. Atomi më parë quhej* i *pandashëm.*

2. Që nuk mund të ndahet nga diçka tjetër e një-llojtë me të, që nuk mund të merret a të kuptohet e shkëputur nga diçka tjetër. *Janë pjesë të pandashme të një të tëre. Mendimi është i pandashëm nga gjuha.*

3. *ek.* Që nuk ndahet midis anëtarëve a pjesëtarëve, i paprekshëm. *Fond i pandashëm* ajo pjesë e të ardhu-rave të kooperativës bujqësore që shkon për zgje-rimin e prodhimit.

4. I pandarë. *Shokë të pandashëm. Lidhje të pandashme.*

PANDASHMËRI,~A. *libr.* Të qenët i pandashëm, vetia e diçkaje që është e pandashme. *Pandashmëria e elementeve.*

PANDASHMËRISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë të pandashme; ngushtë, fort. *lidhur pandashmërisht.*

PANDEH *kal.,* ~A, ~UR. 1. E quaj për dike a për diçka, e marr per..., e kujtoj. *E pandehu për të vëllanë. E pandehte për njeri të mirë. Ç'më pandeh ti mua? E pandehën për të vdekur.*

2. *(zakon. me mohim).* Nuk e pres diçka prej di-kujt, me vjen e papritur. *Nuk e pandehja prej tij. E gjetsh nga mos e pandefsh! mallk.*

3. *jokal.* Mendoj, kujtoj; me duket, kam për-shtypjen. *Pandehu se kishte të drejtë. Pandeh se do t'i lutem?! Mos pandeh se do të kthehet!*

PANDEHUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të) *drejt.* Ai që nxirret përpara gjyqit për faje e veprime të kundër-ligjshme. *Në bankën e të pandehurve. Pyetja e të pan-dehurit.*

PANDER (i,e) *mb.* I pandershëm.

PANDERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që e ka humbur nderin, që i është nxirë faqja; që sillet e vepron pa turp, prapa krahëve a me mënyra të ulëta, jo të ndershme. *Njeri i pandershëm. Grua e pandershme.* 2. Që bëhet në kundërshtim me normat e moralit ose me mënyra të ulëta, jo të pastra e jo të ndershme. *Punë (vepër) e pandershme. Sjellje e pandershme. Me rrugë të pandershme.*

PANDERSHMËRI,~A . Të qenët i pandershëm, vetia e dikujt që është i pandershëm.

PANDERSHMËRISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë të pandershme. *Veproi pandershmërisht.*

PANDEZSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk merr zjarr, që nuk ndizet. *Lëndë e pandezshme. Lëngje lë pandezshme.*

PANDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ngreha e një ndër-tese, e përbërë prej trarësh e dërrasash së bashku me tjegullat a me kashtën ose me diçka tjetër që e mbulon. *Panda e shtëpisë (e kasolles).*

PANDËRGJEGJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk ndien përgjegjësi morale për atë që bën, që i mungon ndërgjegjja, që vepron a punon pa ndër-gjegje. *Njeri (nëpunës) i pandërgjegjshëm. Është i pandërgjegjshëm në punë.*

2. Që bëhet pa ndërgjegje të lartë; që bëhet pa kujdes e duke shkelur kërkcsat e rregullat; që është karakteristik për njeriun pa ndërgjegje. *Punë e pa-ndërgjegjshme. Qëndrim i pandërgjegjshëm.*

3. Që bëhet pa vetëdije, pa e kuptuar; i pavetë-dijshëm. *Veprime të pandërgjegjshme. Lëvizje të pa-ndërgjegjshme. Në mënyrë të pandërgjegjshme.*

PANDËRGJEGJSHMËRI,~A . *libr.* I. Të qenët i pandërgjegjshëm, vetia e njeriut të pandërgjegjshëm. *Pandërgjegjshmëria e burokratëve.*

2. Mungesa e aftësisë për të kuptuar drejt dhe qartë botën e jashtme ose për të kontrolluar veprimet që bën; të qenët i pavetëdijshëm.

PANDËRMJETËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që lidhet me diçka pa ndërmjetësinë e ndonjë hallke tjetër; që kryhet pa ndërmjetësinë e dikujt a të diçkaje, i drejtpërdrejtë. *Detyrë e pandermjetme.*

2. Që kryhet menjëherë, pa asnjë vonesë; i menjë-hershëm. *Veprimi i pandërmjetëm.*

PANDËRPRERË (i,e) *mb.* 1. Që zgjat në hapësirë a në kohë pa ndërprerje; që përsëritet pa pushuar; i vazhdueshëm. *Vijë e pandërprerë. Varg i pandër-prerë. Shtresë e pandërprerë. Shira të pandërprera. Punë e pandërprerë. Zhurmë e pandërprerë. Duartro-kitje të pandërprera.*

2. Që bëhet me vazhdimësi, që nuk lihet në mes të rrugës ose qënuk i shmanget rrugëssë nisur; i për-hershëm. *Ndihmë e pandërprerë. Kujdes i pandërprerë. Luftë e pandërprerë. Revolucionarizimi i pandërprerë ijetës së vendit.*

3. *elektr.* I vazhdueshëm. *Rrymë e pandërprerë.*

PANDËRPRERË *ndajf. tit* mënyrë të vijueshme, pa ndërprerje; here pas here e rregullisht; gjithnjë, vazhdimisht. *Punon pandërprerë. Rritet pandërprerë. Përsëritej pandërprerë. Kontrollon pandërprerë.*

PANDËRVARUR (i,e) *mb.* Që nuk është në lidhje varësie të ndërsjellë me dike a me diçka tjetër.

PANDËRRUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është zëven-dësuar me diçka tjetër të re, më të mirë etj. *Ajër i pandërruar. Ujë i pandërruar* ujë i ndenjur.

2. Që nuk i ka ndërruar rrobat e palara nga trupi. *palarë dhe i pandërruar.*

PANDËRRCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk mund të zëvendësohet me një tjetër të afërt me të;që nuk mund të këmbehet me diçka tjetër. *Pjesë të pandërrueshme.*

2. *gjuh. shift* PANDRYSHUESHËM (i), ~ME (e).

PAtIIDËSHKlJAR (i,e) *mb.* Që nuk e ka marrë ndëshkimin e merituar, që ka shpëtuar pa u dënuar për një faj që ka bërë.

PANDËSHKUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund ! t'i jepet një dënim a një ndëshkim. *Veprim i pandëshkueshëm.*

PANDIER (i,e) *mb.* 1.1 qetë dhe i urtë, që nuk i dëgjohetj zëri. *Fëmijë i pandier.*
*2.* Që punon pa zhurmë e pa bujë. *Punëtor Lpandier.*
3. Që nuk i ka dale emri për keq, që nuk është marrë nëpër gojë; që nuk është dëgjuar as për mirë as për keq. *Grua e pandier. Njeri i pandier.*
*4.* Qe është bërë pa ndjenjë, që nuk përshkohet nga ndjenja të thella. *Poezi e pandier. Krijime të pa-ndiera.*
PANDIHMË (i,e) *mb.* Që nuk ka ndihmë a për-krahje nga dikush tjetër për të përballuar jetën.
PANDJENJË (i,e) *mb.* Që nuk ka ndjenja të fu-qishmej i ftohtë, i pandjeshëm. *Njeri i pandjenjë.*
PANDJESI,~A . Gjendje e brendshme e njeriut, kur nuk e ndien veprimin e ngacmimeve të jashtme dhe nuk përgjigjet ndaj tyre, gjendja kur dikujt nuk i bën përshtypje asgjë.
PANDJESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk është i aftë të kapë ngacmimet nga bota e jashtme ose që i kap ato me shumë vështirësi; që nuk u përgjigjet ngacmimeve të jashtme (për lëkurën ose pjesë të ndrysh-ffle të trupit). *Lëkurë e pandjeshme. Vesh i pandjeshëm. Pjesë të pandjeshme të trupit.*
2. Që nuk preket në ndjenja, që nuk ka zemër; që nuk i bën përshtypje pothuaj asgjë; i ftohtë. *Njeri i pandjeshëm. Grua e pandjeshme. Me zemër të pandjeshme.:*
3. *spec.* Që nuk pëson ndryshime nga ndikimi i jashtëm; që ka ndjeshmëri të ulët. *Pllakë e pandjeshme. E bëri të pandjeshëm.*
4. Që ka një ndryshim aq të vogël sa që nuk ndihet pothuajse fare, shumë i vogël. *Ngritje (rritje, ulje) e pandjeshme. Dëme (humbje) të pandjeshme. Dallime të pandjeshme. Në mënyrë të pandjeshme* pak.
5. Shumë i ulët, sa mezi dëgjohet.
PANDJESHMËRI,~A . Të qenët i pandjeshëm, mungesë ndjeshmërie. *Pandjeshmëria e lëkurës (e veshit, e syrit). Pandjeshmëria ndaj ngacmimeve. Gjendje pandjeshmërie. Shkalla e pandjeshmërisë.*
PANpONJËTËMETË (i,e) *mb.* Që nuk ka ndonjë cen a të metë, i qëruar nga çdo anë. *Njeri i pandonjë-tëmetë.*
PANDREQSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që është prishur a është dëmtuar dhe nuk mund të ndreqet me; që nuk vlen me për punë. *Ore (radio) e pandreqshme. Shembje e pandreqshme.*
*1.* Që nuk mund të përmirësohet dot me; që nuk mund të rregullohet a të vihet përsëri në vend. *Nota të pandreqshme (në shkollë). Gabim i pandreqshëm. Kjo gjendje nuk është e pandreqshme.*
3. Që ka hyrë thellë në një rrugë të gabuar e nuk mund të largohet prej saj, që nuk ka mundësi të sillet
në udhë të mbarë; që ka vese e të meta të rënda e nuk mund të ndreqet. *Mashtrues i pandreqshëm. Nuk ka nxënës të pandreqshëm.*
*4. Përd. em.* sipas kuptimit 3 të mbiemrit.
PANDREQUR (i,e) *mb. 1.* Që nuk i janë rregulluar pjesët e prishura a të dëmtuara, që nuk është ndre-qun *Këpucë të pandrequra. Rrugë e pandrequr.*
*2.* Që nuk i janë ndrequr gabimet e të metat (për diçka të shkruar). *Faqe të pandrequra. Tekst i pandrequr.*
PANDRYSHKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
zë ndryshk; që nuk e ha ndryshku. *Metal (çelik) i pandryshkshëm. Brisqe të pandryshkshme.*
PANDRYSHKUR (i,e) *mb.* Që nuk ka zënë ndryshk, që nuk është mbuluar me ndryshk. *Hekur ipandryshkw.*
PANDRYSHUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që
nuk mund të ndryshojë; që nuk ndryshon, që mbetet ashtu siç është, i qëndrueshëiil. *Kushte të pandryshuesh-me. Parim i pandryshueshëm. Temperature e pandryshue-shme. Sasi e pandryshueshme.*
*2. gjuh.* Që nuk merr trajta të ndryshme gramatikore, që nuk lakohet a nuk zgjedhohet; *kund.* i ndryshue-shëm (për disa pjesë të ligjëratës). *Pjesët epandryshueshme. të ligjëratës.*
PANDRYSHUESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i pandryshueshëm, vetia e diçkaje që është e pandryshueshme. *Pandryshueshmëria e kushteVe.*
PANEFTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kallëp që e përdorin argjendarët për t'i dhënë trajtë arit e argjendit të shkrirë.
PANEGJIRIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Fjalim që mbante një gojëtar për të ngritur lart bo-tërisht bëmat e një heroi a të një njeriu të shquar, për të lavdëruar një qytet etj. *Panegjirik për heroin.*
*2. iron.* Lëvdatë e tepruar që i bëhet dikujt a diçkaje me fjalë ose në një shkrim. *bëri një panegjirik.*
PANEGJIRIK,~E *mb.* Që është i mbushur plot me lëvdata, që ka natyrën e një panegjiriku. *Fjalim panegjirik. Ligjëratë panegjirike. Mbledhje panegjirike. Në frymë panegjirike.*
PANEGJIRIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Ai që shkruante ose mbante një panegjirik. *Panegjiristët e lashtë.*
*2. iron.* Ai që i thur lëvdata të tepruara dikujt a diçkaje.
PANEVOJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk hyn
në punë, që s'është i nevojshëm, i kotë; që nuk ka ndonjë nevojë të bëhet. *Sende (gjëra) të panevojshme. Shpenzime të panevojshme. Hollësira të pahevojshme. E quart (e sheh) të panevojshme. Është e panevojshme* nuk duhet, nuk nevojitet.
PANËNË (i,e) *mb.* Që i ka vdekur nëna, që nuk e ka me nënën. *Fëmijë i panënë.*
PANËNSHKRUAR (i,e) *mb.* Që nuk është nën-shkruar (për një shkresë, një vendim etj.). *Shkresë e panënshkruar. Urdhër (vendim, procesverbal) i pa-nënshkruar. Fletëhyrje (fletëdalje, fletëngarkesë) e panënshkruar.*
PANËNSHTRUAR (i,e) *mb.* I. Që nuk i është nën-shtruar askujt, i pamposhtur; i lire, i pavarur. *Vend i panënshtruar. Fise të panënshtruara.*2. Që nuk bindet, që nuk përulet para vullnetit të dikujt, i papërulur. *Njeri i panënshtruar.*
3. I panënshtrueshëm.
PANËNSHTRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të nënshtrohet, i pamposhtshëm. *Popull i panënshtrueshëm.*
PANËNVIZUAR (i,e) *mb.* Që nuk është nënvizuar (për fjalët ose faqet e një shkrimi). *Fjalë të panën-vizuara.*
PANGADHËNJYESHËM (i ),~ME (e) *mb.* I pamposhtshëm. *Popull i pangadhënjyeshëm.*
PANGARË (i,e) *mb.* I. Që nuk ka vënë dorë askush në të, që nuk e ka prekur askush, i paprekur, i pacenuar. *Pyje të pangarë. Kos i pangarë.*
2. I papunuar, i palëruar (për token). *Tokë e pangarë.*
PANGASHËM (i), ~ME (e) *mb.* I paprekshëm. *Pond i pangashëm.*

PANGESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk ka ngc; që nuk ka kohë të lire për të bërë diçka, i zënë me punë. *Njerëz të pangeshëm. Është i pangeshëm.*
PANGINJUR (i,e) *mb.* I pangopur. PANGISHËM (i), ~ME (e) *mb.* \ pangopshëm.
PANGOPËSl,~A . 1. Lakmi e madhe për të ngrënë a për të pirë, grykësi e madhe, makutëri; të qenët i pangopshëm. *Pangopësi prej ujku. Hante me pangopësi.*
*2. fig. keq.* Vetia c njeriut që nuk ka të ngopur me diçka, lakmi e madhe për pasuri e mall; të qenët i pangopshëm. *Pangopësia e borgjezisë. Pangopësia për fitime. I shtyrë nga pangopësia.*
PANGOPËSlSHT *ndajf. libr.* Me uri e lakmi të pashuar, si i pangopur. *Hante pangopësisht.*
PANGOPSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ha e pi pa masë, që nuk ka të ngopur kurrë, makut, grykës.
2. *fig. keq.* Që nuk është i kënaqur asnjëherë me atë që ka ose me atë që ka arritur; që është gjithnjë i etui për pasuri e mall. *Njeri i pangopshëm.*
PANGOPUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është ngopur, që do ende të hajë a të pijë, i uritur. *Njeri i pangopur. Hante si i pangopur.*
*2. fig.* Që nuk i ka plotësuar nevojat me diçka; që nuk është i kënaqur plotësisht me diçka, që do edhe me. *I pangopur me gjumë.*
3. *fig. keq.* I pangopshëm. *Njeri i pangopur.*
4. *spec.* Që nuk ka thithur ujë aq sa duhet; që për-mban sasi të pakët të një lënde tjetër të tretshme në të. *Acide të pangopur a. kim. Avuj të pangopur. fiz. Hidro-karbure të pangopura. kim. Tokë e pangopur (me la-gështirë). bujq.*
5. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1-3 të mbiemrit.
PANGRËNË,~T (tS) *as.* Të qenët i pangrënë, gjen-dja e atij që nuk ka ngrënë fare ose nuk ka ngrënë sa duhet; mungesë e vazhdueshme e ushqimit; uri. *dobësuar (i këputur) nga të pangrënët. I erdhi nga të pangrënët. I priteshin këmbët nga të pangrënët. Vdisnin nga të pangrënët.*
PANGRËNË (i,e) *mb.* Që nuk ka ngrënë fare ose nuk ka ngrënë sa duhet; që vuan vazhdimisht nga
uria, i ushqyer keq. *Fëmijë i pangrënë. I paveshur dhe i pangrënë. Ishin të pangrënë.*
PANGRËNIE,~A . Të pangrënët.
PANGRËNSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të përdoret si ushqim, që nuk mund të hahet (zakonisht nga njeriu). *Kërpudha të pangrënshme. Vaj i pangrën-shëm.*
PANGUSHËLLUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që
nuk gjen ngushëllim asgjëkundi, që nuk mund ta ngushëllojë askush a asgjë, shumë i pikëlluar. *Njeri i pangushëllueshëm.*
*2.* Që nuk mund ta qetësojë a ta fashitë asgjë, shumë i rëndë. *Dhembje (fatkeqësi) e pangushëllueshme.*
PANGJARË (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka ndodhur a që nuk është dëgjuar ndonjëherë, i paparë; i rrallë, i jashtëzakonshëm. *Me një shkathtësi të pangjarë. Ishte diçka e pangjarë.*
2. *si em.* PANGJARË,~A (e) . *kryes. sh.* ~A, ~AT (të). Diçka e paparë a e padëgjuar, e pabërë. *V ndodhi një e pangjarë.*
PANGJASHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk ngjan me një tjetër të së njëjtës kategori, shkallë etj.; i ndryshëm. *Të pangjashëm ndërmjet tyre. Ishin fare të pangjashëm.*
*2.* J pahijshëm. *Fjalë (shaka) të pangjashme.*
PANGJASHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i pangjashëm, mungesë ngjashmërie. *Pangjashmëri natyrore.*
PANGJESHUR (i,e) *mb.* Që nuk është ngjeshur, jo i rrasët, i shkrifët. *Bar i pangjeshur. Tokë e pangje-shut.*
PANGJYRË (i,e) *mb.* Që nuk ka ngjyrë. *Tretësirë (lëndë) e pangjyrë. E tejpashme dhe e pangjyrë.*
PANGJYRËSl,~A . *libr.* Të qenët i pangjyrë, mungesa e një ngjyre të caktuar.
PANGJYRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I pangjyrë.
PANtK,~U *m.* Frikë e madhe, e papërmbajtshme, që zë një njeri a që përhapet menjëherë në një turmë, shpesh pa shkak ose pa e ditur arsyen; rrëmujë e përgjitnshme që shkakton kjo frikë. *Mbjell (ngjall, shkakton, përhap) panik. Ikën (u larguan, u tërhoqën) në panik. I zuri (u hyri) paniku. Mos bëni panik!*
PANtSUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka nisur të bëhet; i pafilluar. *Punë e panisur. Ndërtesë e panisur.*
*2.* Që nuk është prekur a cenuar nga askush, i pangarë, i paprekur (për një gatesë, një enë me pije etj.). *Bukë e panisur. Lakror i panisur. Shi she e panisur.*
3. Që nuk është stolisur e zbukuruar (zakonisht për nusen). *NuIe e panisur. Vajzë e panisur.*
PANKARTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fletë e madhe kartoni a letre me parulla të ditës, e mbërthyer mbi një shkop, që mbahet lart nga ata që marrin pjesë në një miting, në një manifestim, në një demonstrate etj. *Me pankarta nëpër duar. Me flamurë e pankarta. Mbanin pankarta.*
PANKREAS,~I m. *anat.* Gjëndër e zgjatur, nën stomak, në të majtë, e cila nxjerr një lëng që der-dhet në zorrë e thithet nga rremat e gjakut dhe një lëriç.- tjetër që ndihmon për tretjen e ushqimeve. *Gjëndra e pankreasit. Lëngu i pankreasit.*PANKUSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Kërpudhë që hahet, me kësulë të rrumbullakët të murrme nga sipër |e të bardhë nga poshtë dhe me këmbën të trashë e të kuqërreme.
PANORAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Pamja e natyrës që na rrok syri zakonisht kur ndodhemi në një vend të lartë, pamja para nesh; peizazh i gjerë. *Panoramë madhështore. Panorama e qytetit. Para nesh hapej një panoramë e bukur.*
2. Tablo e madhe e varur në mur ose pikturë e madhe në mur, e cila përmban pamje të dukshme nga natyra, nga një qytet etj. *Panoramë dimri. Panoramë nga Durrësi.*
3. *fig.* Paraqitja e përgjithshme e dukurive a e çështjeve të një fushe; vështrim tërësor, pamje. *Dha një panoramë të arritjeve kryeSore. Paraqiti një panoramë të plotë (të përgjithshme).*
PANORAMIK,~E *mb. libr.* 1. Që ka pamje të bukur natyrore. *Vend panoramik.*
*2. spec.* Që rrok gjithë pamjen përqark, që përfshin gjithë pamjen rreth e rrotull. *Dylbi panoramike.*
3. Që paraqit në mënyrë të përgjithshme dukuritë e çështjet e një fushe, tërësor, i përgjithshëm. *Vështrim panoramik. Pasqyrë panoramike. Në forme panoramike.*
PANSLLAVIZËM,~MI *m.* Rrymë politike e shoqërore shoviniste, që ka synuar e synon bashkimin e gjithë popujve sllavë në një shtet të vetëm, kryesisht nën sundimin e Rusisë. *Idetë e pansllavizmit.*
PANTALLONA,~T . *vet. sh.* Veshje e sipërme zakonisht për burra, që mbulon trupin nga mesi e poshtë dhe që ndahet në dy pjesë për secilën këmbë. *Pantallona të gjata (të shkurtra). Pantallona të ngush-ta (të gjera). Pantallona burrash fgrash, fëmijësh). Pantallonat e*

*pizhamave. Xhepat e pantallonave. Rrip pantallonash. Një pale pantallona. Veshi (zhveshi) pantallonat. Hekurosi pantallonat. Mban pantallona.*

PANTEIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ithtar e përkrahës i panteizmit.

PANTEIST,~E *mb. filoz.* Që shpreh idetë e panteizmit ose që mbështetet në to; që ka të bëjë me panteizmin; që ndjek dhe përkrah panteizmin. *Botë-kuptim panteist. Ide (pikëpamje) panteiste. Filozof pan-teist. Me fry me panteiste.*

PANTElZËM,~MI *m. filoz.* Botëkuptim filo-zofik e fetar, që e sheh natyrën si mishërim të zotit dhe që përdoret nga filozofia borgjeze për të pajtuar shkencën me fenë, për të mbrojtur fenë.

PANTEON,~I *m. 1. hist.* Tempull që grekët dhe romakët e vjetër u kushtonin të gjitha perëndive. *Panteoni grek (romak).*

2. Ndërtesë madhështore ku ruhen eshtrat e nje-rëzve më të shquar të një kombi a të një vendi.

PANTERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kafshë gjitare e egër, mishngrënëse, me trup të madh e me lëkurë të verdhë me njolla të zeza. *Pantera e zezë. Lëkurë pantere. Iu hodh si panterë.*

PANTOFËL,~LA . *kryes. sh.* ~LA, ~LAT.
Heqëla prej lëkurë a prej plisi, pa lidhëse dhe të ha-pura prapa, që mbahen nëpër shtëpi. *Pantofla të sheshta (të larta). Pantofla burrash (grash). Reparti i pantofla-ve. Mbathi (hoqi) pantoflat.*

PANTOMIMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj shfaq-
jeje teatrale, në të cilën aktorët luajnë pa fjalë dhe i shprehin mendimet e ndjenjat vetëm me lëvizje të trupit e sidomos të fytyres. *Pantomime humoristike. Luajtën (dhanë) një pantomime.*

2. *vet. nj.* Tërësia e lëvizjeve të trupit e sidomos të fytyrës për të shprehur mendimet e ndjenjat pa fjalë; mjeshtëria për t'i bërë këto lëvizje. *Pantomime aktori.*

3. *përd. mb.* Që shprehet a që shoqërohet vetëm me lëvizje të trupit dhe me mimikë. *Valle pantomime. Lëvizje pantomime.*

PANUMËRT (i,e) *mb.* Që është në numër shumë të madh a në sasi shumë të madhe, që nuk ka të nu-mëruar; i pambarim. *Libra të panumërt. Zogj të pa-numërt. Ushtri e panumërt. Heroizma të panumërt.*

PANUMËRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është në sasi të madhe sa nuk mund të numërohet; i pa-llogaritshëm. *Sende të panumërueshme.*

PANXËNË (i,e) *mb.* Që nuk ka marrë arsim të mjaftueshëm, i pamësuar; i paditur. *Njeri i panxënë.*

PANXHAR,~I *m. sh.* ~'Ë, ~ËT *bot. 1.* Bimë ba-rishtore dyvjeçare, me gjethe të mëdha vezake e në tufë afër rrënjës dhe me një zhardhok të tultë, të madh, të rrumbullakët sipër e me majë poshtë, që përmban sheqer në sasi të ndryshme sipas Ho jit; zhardhoku i kësaj bime, prej të cilit nxirret sheqer ose që përdoret si ushqim. *Panxhar i bardhë. Panxhar i kuq. Panxhari i sheqer it* panxharsheqeri. *Kokë panxhari. Satiate me panxhar. Bërsi panxhari. Breshkëza e panxhar it. zool. Mbjellin (shkulin) panxharin.*

*2.* Panxharsheqeri.

PANXHARSHEQERI *m. bot.* Lloj panxhari, nga rrënjët e të cilit nxirret sheqer.

PANXHË,~A. *sh.* ~A, ~AT. I. Pjesa e poshtme e gjymtyrëve të përparme të disa kafshëve katër-këmbëshe me kthetra; putra e kafshëve të egra. *Panxhë ariu (luani). Panxha e maces. I ra me panxhë.*

*2. thjeshtligj.* Dorë e madhe dhe e rëndë. *Dy panxha e mbërthyen për supesh.*

3. Llozi i derës, shul i shkurtër. *Mbyll derën me panxhë. I vuri panxhën derës.*

PANYJË (i,e) *mb. gjuh. shih* PANYJSHËM (i), ~ME (e).

PANYJSHËM (I), ~ME (e) *mb. gjuh.* Që nuk ka nyjë të përparme; *kund.* \ nyjshëm. *Mbiemër i pa-nyjshëm.*

PANJEHSUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
ka mundësi të njehsohet; i pallogaritshëm. *Madhësi e panjehsueshme. mat.*

PANJERËZl (i,e) *mb. I* panjerëzishëm.

PANJERËZlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
sillet me njerëzi, që i mungqn mirësjellja; që është karakteristik për një njeri të' pasjellshëm, qe bëhet pa njerëzi; i pasjellshëm. *Sjellje e panjerëzishme. Ishte i panjerëzishëm.*

PANJERËZlSHT *ndajf.* Në mënyrë të panjerëzishme, jo me njerëzi. *Sillej panjerëzisht. E trajtonte panjerëzisht. I foli panjerëzisht.*

PANJERl (i,e) *mb.* Që ka mbetur pa njeri të afërt, i shkretë; i vetmuar. *Fëmijë i panjeri. Plakë e panjen. Njeri i panjeri.*PANJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru i pyjeve malore, me trung të lartë, të trashë e të drejtë dhe me lëvore të lëmuar në ngjyrë hiri, me gjethe të mëdha në trajtë pëllëmbe e të dhëmbëzuara, me lule të ver-dha e të blerta në vile, lënda e të cilit përdoret për orendi, për vegla, për gdhendje etj. *Panja fletëgjerë. Panja e butë. Panja e malit. Dru panje. Orendi panje.*

PANJËSUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është bërë i njëjtë me tjetrin a më të tjerët, që nuk është njësuar.

2. Që nuk ka arritur të jetë i njëjtë për të gjithë a në të gjitha shfaqjet e veta. *Gjuhë e panjësuar. Ter-minologji e panjësuar.*

PANJOHSHËM (i), ~ME (e) *mb. filoz.* Që nuk mund të njihet nga njeriu. *Bota nuk është e panjoh-shme.*

PANJOHUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Djalc a burr6, të cilin nuk e njohim a nuk e kemi parë me përpara. *lu afrua një i panjohur.*

PANJOHUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. *Fem. e* PANJOHUR,~I (i).

2. Diçka që ende nuk e njohim, nuk e dime si është a që mund të ketë të papritura. *Rrugë më të panjohura. Nga e njohura tek e panjohura.*

3. *mat.* Madhësi, vlerën e së cilës kërkojmë ta gjejmë a ta përcaktojmë; *kund.* e njohur. *Barazim me dy të panjohura.*

PANJOHUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk e njohim, që nuk e dime kush a çfarë është, si është, i kujt është etj. *kund.* i njohur. *Njeri i panjohur. Fytyrë e panjohur. Rrugë e panjohur. Vend i panjohur. Zë i panjohur.*

2. Që njihet shumë pak nga bota, që nuk është bërë popullor, që nuk ka bërë emër; i padëgjuar. *Shkrimtar (artist, kompozitor) i panjohur. Vepër e panjohur. Është ende i panjohur.*

PANJOLLË (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka asnjë njollë boje, yndyre etj., që është pa njolla; i panjollosur. *Çarçaf i panjollë. Rroba të panjolla. Dysheme e pa-njollë.*

2- *fig.* Që nuk ka asnjë njollë në jetë, në sjellje e në punë; i pastër moralisht; që nuk e errëson asgjë e pandershme a e turpshme. *Njeri i panjollë. Emër i panjollë. Jetë e panjollë.*

PANJOLLOSUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është bërë me njolla, i paster. *Mure të panjollosura.*
*2. fig.* Që nuk është njollosur me ndonjë turp, që nuk i është prekur nderi a emri i mirë; që nuk ka ndonjë njollë, i panjollë. *Me biografi të panjollosur. Doli i panjollosur.*
PANJTË (i,e) *mb.* Që është prej panje; që është bërë me dru panje. *Dru të panjta. Orendi të panjta.*
PAOKSIDUESHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* PA-NDRYSHKSHËM (i), ~ME (e). *Metal (çelik) i paoksidueshëm.*
PAOREKS (i,e) *mb.* Që nuk ka dëshirë për të ngrë-në, që nuk ka oreks. *Fëmijë i paoreks.*
PAORGANIZUAR (i,e) *mb.* 1. Që i mungon or-ganizimi; që nuk ka rregull në radhët e veta dhe i mungon drejtimi i vetëm. *Ushtri e paorganizuar. Klasë e paorganizuar.*
2. Që bëhet pa një rregull të caktuar me pare, pa plan e pa drejtim; që nuk është përgatitur mirë, që
zhvillohet a bëhet si të rastisë. *Punë e paorganizuar. Mbledhje e paorganizuar. Ekskursion i paorganizuar. Sulm i paorganizuar.*
3. Që nuk është anëtar i një organizate politike. *Është i paorganizuar.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 3 të mbiemrit.
PAOXHAK (i,e) *mb.* Që nuk ka familje a të afërt, që s'ka vatër familjare; që nuk ka një shtëpi a strehë të tij. *Njeri i paoxhak.*
PAPAGALL,~LLI *m. sh.* —J, ~JTË. 1. *zool.* Zog i vendeve të nxehta me sqep të verdhë, të gjatë e të kthyer nga poshtë, me pupla shumëngjyrëshe. që ka aftësi të shqiptojë fjalë duke imituar njeriun. *Papagall i gjelbër (i kua). Pendë papagalli. Zë papagalli. Meson si papagall* meson përmendesh, në më-nyrë mekanike. *E përsërit si papagall.*
2. *fig. mospërf.* Ai që flet a përsërit në mënyrë mekanike fjalët e një tjetri, pa u thelluar në ato që thotë.
• Çe 1 ës papagall *tek. shih te* ÇELËS,~12-
PAPAGUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka mbetur pa iu paguar atij që i takon. *Kishin shumë rroga të papaguara.*
2. Që nuk është shlyer; i palarë. *Borxh i papaguar. Kamatë e papaguar. Qira e papaguar.*
PAPAJTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
pajtohet kurrsesi me mendimet e qëndrimet e një tjetri; që mban qëndrim të prerë kundër dikujt a diçkaje të papranueshme. *Luftëtar i papajtueshëm. I papajtueshëm më të metat.*
*2.* Që është në kundërshtim të hapët e të pamë-njanueshëm me diçka tjetër, që nuk pajtohet me të; që bëhet pa zbutje e pa lëshime, që ka dallime të mëdha e kundërti me diçka tjetër. *Kontradikta të pa-pajtueshme. Luftë e papajtueshme. Qëndrim i papajtueshëm. Nocionë (ide, mendime, pikëpamje) të papajtueshme.*
PAPAJTUESHMËRI,~A . 1. Qëndrim i prerë e i vendosur kundër dikujt a diçkaje të papranueshme. *Papajtueshmëria me armiqtë. Fryma e papajtueshmë-rise.*
*2.* Të qenët i papajtueshëm; pamundësia për t'u pajtuar, për t'u përputhur a për t'u përshtatur me diçka tjetër; të qenët në kundërshtim të hapur etëpërher-shëm me diçka tjetër. *Papajtueshmëri klasore. Papajtueshmëria e pikëpamjeve (e interesave).*
PAPANDEHUR *ndajf.* Papritur, befas. *Hyri (doli, u ngrit) papandehur. U kthye papandehur. U ndal pa-pandehur. Pyeti papandehur.*
PAPANDEHURAZI *ndajf.* Papandehur. *Erdhi pa-pandehurazi.*
PAPARAMENDUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë pa ndonjë qëllim të caktuar, që nuk është bërë me pa-ramendim. *Vrasje e paparamenduar.*
*2.* Që nuk është menduar mirë që me pare; që është bërë me nxitim e pa e shoshitur mirë me kohë. *Veprime të paparamenduara.*
PAPARAPARË (i,e) *mb.* I paparashikuar.
PAPARASHIKUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk pritej të ndodhte a të shfaqej, i papritur. *Pengesa (vështirësi) të paparashikuara. Takim i paparashikuar.*
2. Që nuk ishte për caktuar me kohë sipas llogarive a sipas planit. *Shpenzime të paparashikuara.*PAPARASHIKUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që
nuk mund të parashikohet; i paparashikuar. *Pasoja të paparashikueshme. Ndryshime të paparashikueshme.*
PAPARE,~JA . Përshesh me bukë të grunjtë e me erëza, që përvëlohet me ujë të nxehtë e me gjalpë a me vaj dhe hahet zakonisht në rrlëngjes. *Papare me gjalpë (me vaj, me djathë). U bëri një pa-pare.*
PAPARË (i,e) *mb.* 1. Që nuk e kemi parë ndonjëherë; i panjohur. *Fytyrë e paparë. Njeri i paparë.*
2. Që nuk e njeh mire botën, që nuk i ka parë shu-më vende e shumë gjëra. *Njeri i paparë.*
3. *bised.* Që nuk është ngopur ndonjëherë, i babë-zitur. *Hante si i paparë.*
*4.* Që nuk është parë a nuk është dëgjuar ndonjëherë tjetër; shumë i madh, i pashoq, i jashtëzakon-shëm. *Hot (vrutt) i paparë. Heroizëm i paparë. Per-pjesëtimc të papara. Ritme të papara.*
PAPARIM (i,e) *mb.* 1. Që vepron pa iu përmbajtur parimeve e bindjeve të "caktuara; që e kthen fletën si t'i vijë rasti. *Njeri i paparim. Politikanë të paparim.*
2. Që bëhet pa ndonjë parim të caktuar ose në kundërshtim me parimet, që nuk mbështetet në pa-rime të shëndosha. *Luftë e paparim. Lëshime të paparim.*
PAPARTI (i,e) *mb.* Që nuk është anëtar ose kan-didat partie. *Shokët e shoqet e paparti.*
PAPARTISHËM 0), ~ME (e) *mb.* Që nuk ka partishmëri ose është në. kundërshtim me partish-mërinë. *Nuk ka art të papartishëm. E heqin veten si shkrimtarë të papartishëm.*
PAPASJE,~A . Skamje, varfëri, mospasje.
PAPASTËR (i,e) *mb.* 1. Që ka papastërti, që nuk është i paster; që nuk është pastruar, i ndyrë, i fë-Uiqur. *Dhomë (klasë) e papastër. Rroba të papastra. Lesh i papastër. Me fytyrë (qafë) të papastër. Me dhëm-bë të\ papastër. Me duar të papastra.*
*2.* Që nuk e mban veten paster; që nuk mban pas-tërti aty ku jeton a punon. *Shitës i papastër.*
3. Që ka mbeturina e gjëra të tjera, të cilat e zënë, e prishin etj. *Pus i papastër. Vijë uji e papastër.*
*4.* Që ka grimca pluhuri, erë të keqe etj., i ndotur, i qelbur (për ajrin). *Ajër i papastër.*
5. Që të ndot, që të fëlliq. *Punë e papastër.*
*6.* Që ka lëndë të huaja të tretura a të përziera në të; jo i kulluar; i përzier. *Ujë ipapastër. Fare epapastër. Mineral i papastër.*
7- *fig.* Që ka ndonjë njollë morale, që nuk është i paster. *E ka ndërgjegjen të papastër.*

8. Që është bërë pa kujdes dhe me cilësi të dobët; që është me ndreqje e gabime. *Punë e papastër. Kopje e papastër.*
*9. si em.* PAPASTËR,~RA (e) . Fletë në të cilën është shkruar diçka në dorë të parë dhe me gabime e ndreqje. *E dorëzoi në të papastër. E kishte në të papastër.*
PAPASTËRTI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Të qenët i papastër, gjendja e dikujt a e diçkaje të papastër; mungesë pastërtie. *Papastërti e madhe. Pa-pastëriia e trupit. Papastërtia është burim sëmundjesh. Në dhomë kishte papastërti.*
*2. kryes. sh.* Pluhura, baltë, lyre ose mbeturina sendesh të ndryshme e të pavlefshme që mblidhen diku a mbi diçka; plehëra. *Fshiu (hodhi) papastërtitë.*
3. *kryes. sh.* Lëndë e huaj dhe e panevojshme e përzier në një tjetër. *Papastërtitë e ujit (e mineralit). Pastrojnë grurin nga papastërtitë.*
PAPASUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka pasuri e mall; i varfër, skamës. *Kemi qenë të papasur.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PAPASURl,~A . Mungesë pasurie, skamje. *E shkonin jetën në papasuri.*
PAPASHËM (i), ~ME (e) *mb. I.* I padukshëm. *Ajri është i papashëm.*
2. Që nuk është i pashërn a i hijshëm (për një njeri). *Djalë i papashëm.*
PAPEMË (i,e) *mb.* Që nuk Iidh kokrra, që nuk jep pemë (për drurët). *Dru i papemë.*
PAPENGESË (i,e) *mb.* Që nuk e pengon asgjë për të ecur përpara ose për të bërë diçka. *Rrugë e papengesë. Zhvillim i papengesë.*
PAPENGUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të ndalet a të ndërpritet, që nuk ka asgjë që ta pengojë; i pandalshëm. *Zhvillim i papengueshëm.*
PAPERCEPTOESHËM (i), ~ME (e) *mb. I.* Që
nuk mund të kapet me anë të shqisave, i pakapshëm. *Gjëra të paperceptuashme.*
*2.* Që nuk mund të kuptohet ose që është vështirë për t'u kuptuar. *Figure e paperceptueshme. Formulim i paperceptueshëm.*
PAPESHË (i,e) *mb.* 1. Që nuk rëndon, që ka peshë shumë të lehtë. *Trup i papeshë. Lëndë e papeshë.*
*2. fig.* Që nuk është i matur në veprime e në gjy-kime, që i thotë fjalët pa i peshuar, i pamatur. *Burrë i papeshë.*
3- *fig-* Që nuk i dëgjohet fjala, që nuk ka rëndësi a autoritet në sh pqëri. *Njeri i papeshë.*
PAPESHUAR (i,e) *mb.* I. Që nuk është peshuar (për një mall etj.). *Mall ipapeshuar. E mori në dorëzim të papeshuar.*
*2. fig.* Që bëhet pa u menduar mirë e thellë, që nuk është shoshitur me kujdes e pjekuri; i pamenduar, i pamatur. *Fjalë (veprime) të papeshuar a. Hap i papeshuar.*
PAPË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Titulli me i lartë fetar në kishën katolike; ai që mban këtë titull; kreu i kishës katolike dhe i Vatikanit, përfaqësuesi kryesor i ideologjisë reaksionare katolike dhe i pushtetit të saj. *Papa i Romës. Zgjedhja e papës. Pushteti i papës. I dërguari i papës.*
*k* Është me katolik se papa *tall, shih te* KATOLIK, ~E..
PAPËLQYER (i,e) *mb.* I papëlqyeshëm. *Sjellje e papëlqyer. Fjalë të papëlqyera.*
PAPËLQYESHËM (i), ~ME (e) *mb,* 1. Që nuk
është i këndshëm për shqisat ose për shijet e njeriut. që nuk pëlqehet, i keq. *Erë e papëlqyeshme. Me shije të papëlqyeshme.*
*2.* Që është në kundërshtim me normat e përgjith-shme të mirësjelljes, i pahijshëm. *Sjellje (punë) e pa-pëlqyeshme. Gjira të papëlqyeshme. Qëndrim i papël-qyeshëm.*
3. Që është në kundërshtim me dëshirat, me ndje-njat e me mendimet tona, që na sjell diçka të keqe, i padëshirueshëm. *Me pasoja (rrjedhime) të papëlqyeshme. Ishte në një gjendje të papëlqyeshme.*
PAPËRBALLUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që i
kapërcen fuqitë a mundësitë tona; që nuk mund t'i bësh ballë a tia dalësh mbanë. *Detyrë e papërballuesh-me. Forca të papërballueshme. Rrezik i papërballueshëm.*
PAPËRCAKTUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është për-caktuar; që nuk dihet me përpikëri. *Numër i paper-caktuar. Sasi (vlerë) e papërcaktuar. Shpërblim i pa-përcaktuar. Date e papërcaktuar. Moshë (periudhë) e papërcaktuar. Pike (vend) i papërcaktuar. Drejtim i papërcaktuar. Diagnozë e papërcaktuar.*
2. Që nuk është përpunuar e vendosur mirë, që nuk ka synime të qarta; që nuk është i prerë; i lëkundshëm, i pasigurt. *Qëndrim i papërcaktuar. Qëllime të pa-përcaktuara. Politikë e papërcaktuar. Masa (detyra) të papërcaktuara. Përgjigje e papërcaktuar.*
3. Që nuk dihet mirë se çfarë është ose nga vjen, i turbullt, i mjegullt. *Ndjenjë e papërcaktuar. Shqetësim i papërcaktuar.*
PAPËRCAKTUESHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që
nuk mund të përcaktohet me perpikëri; që nuk mund të llogaritet mirë. *Forca të papërcaktueshme. Madhësi e papërcaktueshme.*
2. Që nuk mund të dihet se çfarë është ose nga vjen, që mbetet i turbullt. *Nga një vend (drejtim) i papër-caktueshëm.*
PAPËRCAKTUESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i papërcaktueshëm, vetia e diçkaje që është e papërcaktueshme.
PAPËRDORUR (i,e) *mb.* Që nuk është përdorur më parë nga ndokush; i ri (zakonisht për veshmbathjet, për veglat e për sende të ndryshme). *Rroba (këpucë) të papërdorura. Brisk i papërdorur.*
PAPËRDORSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është në gjendje të keqe ose i papërshtatshëm për ta futur në punë, që nuk mund të përdoret për diçka. *Enë e papërdorshme. Teprica të papërdorshme,*
PAPËRDHOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gur zalli i vogël, guralec. *Papërdhok lumi. 2.* Kokërdhoku i syrit.
PAPËRFTLLSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është në sasi a në masë aq të vogël sa qe nuk ia vlen të merret parasysh; shumë i vogël, fare i parëndësishëm. *Sasi e papërfillshme. Numër i papërfillshëm. Ndryshime të paperfillshme.*
PAPËRFlLLUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk çmohet nga nga të tjerët; i lënë pas dore; i përbuzur. *Njeri i pa-përfillur.*
2. I papërfillshëm. *Sasi e papërfillur.*
PAPËRFUNDUAR (i,e) *mb.* Që nuk është për-funduar, që nuk është çuar deri në fund; i pambaruar. *Punë e papërfunduar. Ndërtime (objekte) të papër-funduara. Vepër (pikturë, tablo) e papërfunduar. Libër i papërfunduar.*
PAPËRFYTYRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që
nuk merret dot me mend, që nuk mund të përfytyro-aet; që ka përmasa, force etj. të jashtëzakonshme.
*Arritje të papërfytyrueshme. Vështirësi të papërfyty-rueshme. Rrëmujë e papërfytyrueshme.*

PAPËRGATITUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është bërë gati për t'u përdorur, për t'u shfrytëzuar etj. (për një vegël, një mjet etj.); që nuk është gatuar ende (për një gjellë etj.). *Vegla të papërgatitura. Drekë (darkë) e papërgatitur. Tokë e papërgatitur.*
2. Që bëhet pa i marrë masat e nevojshme para-prake, që nuk është organizuar mirë (për një mbledh-je, një aksion a një veprimtari tjetër). *Mbledhje (mbrëmje) e papërgatitur. Shfaqje e papërgatitur.*
3. Që nuk i ka bërë përgatitjet e nevojshme për diçka; që nuk ka mësuar ose nuk është stërvitur rre-gullisht për një punë a për një detyrë; që nuk e ka përgatitjen e nevojshme. *Nxënës i papërgatitur. Ishin të papërgatitur për atë punë (ndeshje).*
PAPËRGJEGJËSI,~A . 1. Të qenët i papërgjegj-shëm, qëndrim i papërgjegjshëm. *Papërgjegjësi morale (materiale). Papërgjegjësi vetjake.*
2. Gjendja në të cilën nuk mban askush përgje-gjësi për punën e për vlerat materiale.
PAPËRGJEGJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. *drejt.* Që nuk ka përgjegjësi për një vepër penale, sepse nuk ka qenë i vetëdijshëm për rëndësinë e saj ose nuk ka mundur të kontrollojë veprimin a mosveprimin për shkak të sëmundjes psikike ose të zhvillimit men-dor të metë. *Person i papërgjegjshëm.*
*1.* Që nuk ndjen asnjë lloj përgjc,gjësie për sjelljen e për veprimet e veta, që nuk e ka fare ndjenjën e për-gjegjësisë.
3. Që punon shkel e shko, që nuk e ka fare a e ka të dobët ndjenjën e përgjegjësisë; që shpërdoron de-tyrën ose vlerat materiale; i pandërgjegjshëm. *Njerëz të papërgjegjshëm.*
*4.* Që është bërë shkel e shko; që bëhet pa ndjenjën e përgjegjësisë. *Punë e papërgjegjshme. Veprime të papërgjegjshme. Hap (qëndrim) i papërgjegjshëm.*
PAPËRKËMBUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka filluar të ecë vetë, që nuk është ngritur ende në këmbë (për fë-rrlijët e vegjël). *Foshnjë e papërkëmbur.*
*2.* Që nuk është rritur ende sa të bëhet i zoti i vetes ose sa të jetë në gjendje të punojë e të nxjerrë vetë mjetet e jetesës. *ka fëmijët të papërkëmbur.*
3. Që nuk e ka marrë veten ende pas një sëmundjeje; që nuk ka dale ende nga një gjendje e vështirë eko-nomike. *Është ende i papërkëmbur nga ethet.*
PAPËRKRAHJE (i,e) *mb.* Që nuk ka ndonjë të afërm a dike tjetër, i cili t'i dale krah a ta ndihmojë; i pambështetje. *Njeri i papërkrahje.*
PAPËRKTHYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
mund të përkthehet në një gjuhë tjetër; që nuk i pjendet dot një barasvlerës në një gjuhë tjetër. *Fjalë (shprehje) e papërkthyeshme.*
PAPËRKULSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk mund të lakohet ose të marrë trajta të ndryshme, që Ihyhet a këputet po të përkulet, i paepshëm. *Tel i pa-nërkulshëm. Dru i papërkulshëm. Krehër i papërkulshëm.*
*2. fig.* Që nuk thyhet para kërcënimeve, forces a lutjeve të dikujt; që nuk dorëzohet a nuk gjunjëzohet përpara vështirësive, pengesave etj.; që është karak-teristik për një njeri të tillë; i paepur, i pathyeshëm. *Popull i papërkulshëm. Luftëtare e papërkulshme. Vull-net i papërkuhhëm. Qëndrim i papërkuhhëm. Me shpirt të papërkuhhëm.*
PAPËRKULSHMËRI,~A *libr. 1.* Të qenët i pa-përkulshëm, vetia e diçkaje që është e papërkulshme. *Papërkulshmëria e telit (e drurit).*
*2. fig.* Vetia e dikujt që nuk epet përpara asnjë vësh-tirësie, kërcënimi a rreziku. *Papërkulshmëria e popullit. Guximi dhe papërkulshmëria e karakterizojnë popullin tone.*
PAPËRKULUR (i,e) *mb. 1.* I drejtë, i palakuar, që nuk është përkulur. *Me trup të papërkulur.*
2- *fig.* Që nuk është thyer, që nuk është përulur e nënshtruar asnjëherë. *Popull i papërkulur. Flamur* i *aapërkulur.*
3. *fig.* I papërkulshëm. *Luftëtar i papërkulur. Me VUllnet të papërkulur. Me shpirt të papërkulur.*
PAPËRLIGJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
mund të pranohet si i drejtë a i rregullt, që nuk mund të përligjet. *Vendim (veprim) i papërligjshëm.*
PAPËRLIGJUR Ii,e) *mb. 1.* Që nuk ka arsye a mbështetje të ligjshme, që nuk e përligjin shkaqe ose rrethana të caktuara, i paarsyeshëm. *Qëndrim i papërligjur. Mungesë e papërligjur.*
2. I papërligjshëm. *Është e papërligjur,*
PA?ËRLYER (i,e) *mb. 1.* Që nuk është fëlliqur me lyre a me diçka tjetër, i paster. *Enë e papërlyer. P.roba të papërlyera.*
2- *fig.* Që nuk është përzier a që nuk ka marrë pjesë në një punë të keqe, në një krim etj.; i pastër në 3 jell-jet e në qëndrimet. *Me biografi të papërlyer.*
3. Që është pa asnjë njollë në nder; virgjëreshë. *Grua e papërlyer. Vajzë e papërlyer.*
*4. fet., vjet.* Që ka lindur fëmijë pa mbetur me barrë me një burrë (sipas një dogme të krishterimit).
PAPËRMBAJTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që
nuk mund të përmbahet dot; që nuk mposhtet dot, i pandalshëm. *Force e papërmbajtshme. Hov (vrull) i papërmbajtshëm. Sulm i papërmbajtshëm. Gëzim i papërmbajtshëm. ZhMillim i papërmbajtshëm.* 2. I papërmbajtur. *Njeri i papërmbajtshëm.*
PAPËRMBAJTUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është në gjendje ta përmbajë veten, që merr zjarr menjëherë; që rrëmbehet përnjëherë, i nxituar. *Njeri i papërmbajtur.*
*2.* Që është veti e një njeriu të rrëmbyer; që shfaqet me force, menjëherë e në mënyrë shumë të dukshme. *Karakter i papërmbajtur. E qeshur e papërmbajtur. Dëshirë (ndjenjë) e papërmbajtur.*
3. I papërmbajtshëm. *Hov i papërmbajtur. Zhvillim i papërmbajtur.*
PAPËRMIRËSUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që
nuk mund të përmirësohet me; i pandreqshëm. *Gjendje e papërmirësueshme.*
PAPËRPIKTË (i,e) *mb.* 1. Që nuk është njehsuar, rflatur a vlerësuar me përpikëri; jo i përpiktë. *Për-fundim i papërpiktë. Përshkrim i papërpiktë.*
*2.* Që e bën punën a detyrën pa kujdes, pa rregull e më të meta; që nuk i përmbahet ores ose afatit të caktuar për diçka ose një zotimi që ka marrë përsipër. *Nëpunës i papërpiktë. Është i papërpiktë në punë.*
PAPËRPJESËTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që
nuk! mund të përpjesëtohet. *Madhësi e papërpjesë-tueshme. mat. Numër i papërpjesëtueshëm. mat.*
PAPËRPUNUAR (i,e) *mb. 1. Që* nuk është për-punuar për ta bërë të gatshëm për prodhim a për t'i përmirësuar cilësinë ose vlerën; që është ende lën'dë e pare. *Baker i*

*papërpunuar. Lesh i papërpunuar. Lë-kurë e papërpunuar. Naftë e papërpunuar.*

*2.* Që nuk ka arritur një shkallë të lartë zhvillimi e përsosurie, që nuk është lëvruar e lëmuar mirë. *Gjuhë e papërpunuar.*

PAPËRQENDRUAR (i,e) *mb.* I. Që nuk është përqendruar në një vend; që nuk drejtohet në një vend a në një pike të caktuar, i shpërndarë. *Zjarr i papërqendruar. Sulmoi me forca të papërqendruara.*

*2.* Që është i përhapur në shumë gjëra a në shumë punë njëherësh dhe nuk ngulet në njërën prej tyre; që nuk përqendrohet me ngulm në diçka, i shpërndarë. *Me vëmendje të papërqendruar. Vështrim i papërqendruar. Është i papërqendruar në mësim (në punë).*

PAPËRSËRITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk ndodh a nuk shfaqet për here të dytë, që nuk mund të përsëritet; i veçantë, i jashtëzakonshëm. *Ngjarje e papërsëritshme. Caste të papërsëritshme.*

PAPËRSOSUR (i,e) *mb.* Që nuk ka arritur një shkallë të lartë përsosurie, që ka ende të meta a ga-bime; që është ende i mangëE. *Teknikë e papërsosur. Trajtë e papërsosur.*

PAPËRSOSURI,~A Të qenët i papërsosur, vetia e diçkaje të papërsosur; mungesë përsosurie.

PAPËRSHKRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është aq i madh a i jashtëzakonshëm sa nuk mund të për-shkruhet me fjalë, i jashtëzakonshëm, i patregueshëm. *Gëzim (entuziazëm) i papërshkrueshëm. Vuajije (mun-dime) të papërshkrueshme. Heroizëm (guxim) i papërshkrueshëm. Rrëmujë e papërshkrueshme.*

PAPËRSHKUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që
nuk e lejon ujin, dritën etj. ta përshkojë tejpërtej, i padepërtueshëm. *Shtresë (pëlhurë) e papërshkueshme nga uji. Mure të papërshkueshme.*

*2.* Që është shumë i dendur sa mezi mund të ka-lohet nëpër të. *Pyll i papërshkueshëm.*

PAPËRSHKUESHMËRI,~A . *spec.* Të qenët i papërshkueshëm, vetia e diçkaje të papërshkueshme. *Papërshkueshmëria e betonit. Shkalla e papërshkuesh-mërisë.*

PAPËRSHTATSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që
nuk është i përshtatshëm për dike a për diçka; që nuk vlen a nuk bën për një punë, që nuk i ka cilësitë e duhura. *Kushte të papërshtatshme. Ndërtesë e papër-shtatshme. Kohë e papërshtatshme. Vend i papërshtat-shëm. Ka gjetu.- një shok të papërshtatshëm.*

*2.* I papëlqyeshëm, i pahijshëm. *Fjalë (shprehje) të papërshtatshme.*

PAPËRSHTATSHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i papërshtatshëm.

PAPËRTUAR (i,e) *mb.* I papërtueshëm. *Punëtor (nxënës) i papertuar.*

PAPËRTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është gjithnjë i gatshëm për të kryer çdo punë, që e bën gjithçka me zell e pa përtim; i palodhur; i pakursyer. *Njeri i papërtueshëm.*

PAPËRTYPSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nukmund të përtypet dot (për një ushqim). *Ushqim i pa-përtypshëm.*

*1. fig.* Që permban gjera të vështira, të paarsyesh-me ose të tepruara, që nuk bluhet a nuk pervetësohet dot; që nuk kuptohet a kuptohet me shumë vështirësi. *Teza të papirtypshme.*

PAPËRTHYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të përthyhet; i papërkulshëm.

PAPËRVETËSUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është për-vetësuar; që nuk është bërë ende shprehi e ngulitur. *Rregulla të papërvetësuara. Teknikë e papërvetësuar.*

*2. biol.* Që nuk është thithur c përpunuar nga or-ganizmi, që nuk është tretur mirë në organizëm. *Ushqim i papërvetësuar.*

PAPËRVETËSUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk mund të përvetësohet; që nuk mund të ngulitët. *Tekst i papërvetësueshëm.*

*2. biol.* Që nuk mund të thithet e të përpunohet nga organizmi, që nuk mund të tretet mirë në organizëm. *Lëndë minerale të papërvetësueshme.*

PAPËRVOJË (i,e) *mb.* Që nuk ka fituar ende për-vojën e duhur, që i mungon përvoja në jetë a në punë. *Njeri i papërvojë.*

PAPËRZIER (i,e) *mb.* 1. Që nuk është përzier, që i ka veç e veç lëndët a pjesët përbërëse. *Bojë e pa-përzier. Gjellë (satiate) e papërzier. Llaç i paperzier.*

2. Që nuk ka lëndë a gjëra të tjcra të huaja në përbërjen e vet; që nuk i është hedhur gjë tjetër, i paster. *Ushqim i papërzier. Fare e papërzier. Duhan i papërzier. Verë e papërzier. Mjaltë i papërzier. Kafe e papërzier.*

3. Që nuk është ngatërruar (që të mos dihet rendi i vërtetë i numrave). *Letra të paperziera. Domino të papërziera.*

4. *fig.* Që nuk ndërhyn në punët e të tjerëve, që rri mënjanë dhe nuk përzihet në çështjet e të tjerëve. *Është njeri i papërzier.*

PAPIJSHËM (1), ~ME (e) *mb.* Që nuk është i mirë për t'u pirë, që të dëmton po ta pish. *Ujë i pa-pijshëm.*

PAPIRUS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Lloj kallami që rritet në vendet e nxehta, zakonisht buzë lumenjve, me gjethe të holla që dalin pranë rrënjës dhe me kërccll të gjatë trekëndësh, prej të cilit në lashtësi bënin letër dhe sende të tjera. *Papirus i blertë.*

*2.* Fletë e hollë e prerë nga kërcejt e kësaj bime dhe e përpunuar, që përdorej nga egjiptianët dhe nga popujt e tierë të lashtë si letër për të shkruar; dorë-shkrim a libër i vjetër, për të cilin janë përdorur fletë të tilia. *Papiruset egjiptiane.*

PAPIZËM,~MI *m. fet., keq.* ?ushteti i kishës ka-tolike, i mishëruar në figurën e papës; nënshtrimi i ver-bër ndaj pushtttit të papës dhe dogma që kërkon këtë nënshtrim.

PAPJEKUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është pjekur në zjarr dhe nuk është bërë gati për t'u ngrënë; që ka mbetur pa u pjekur mirë, i gjallë. *Mish i papjekur. Bukë e papjekur. Patate të papjekura. Miser i papjekur.*

*2.* Që nuk ka arritur pjekurinë; që nuk është bërë për t'u vjelë ose për t'u korrur; i pabërë, i paarrirë. *Pemë (fruta) të papjekura. Rrush i papjekur. Domate të papjekura. Duhan i papjekur.*

3. *fig.* Që nuk ka arritur zhvillim të plotë trupor e mendor dhe nuk ka fituar njohuritë themelore e përvojën e duhur nga jeta; që është ende i ri, i parra-hur me jetën dhe i cekët në mendime e gjykime. *Djalë i papjekur. Ishte i ri dhe i papjekur.*

*4. fig.* Që nuk është i menduar dhe i peshuar mirë> që mbështetet në një përvojë fare të pakët e në njo-huri të përcipta, i cekët e i nxituar, *Veprim (qëndrim) i papjekur. Mendime të papjekura. Fjalë të papjekura.*

5. *si em.* ~, ~A (e) . *zakon. sh.* ~A, ~AT (të). Fjalë të pamenduara dhe të papeshuara mirë. *Thoshte të pjekura e të papjekura.*

PAPJEKURI,~A . 1. Gjendja e organizmit të njeriut që nuk ka arritur zhvillim të plotë. *Papjekuri fizike (mendore). Papjekuri seksuale.*

2. *fig.* Të qenët i papjekur, vetia e atij që është i papjekur; mungesë e zhvillimit të plotë trupor e mendor, e njohurive themelore dhe e përvojës së duhur nga jeta; shkallë e ulët e pjekurisë, cektësi. *Papjekuri politike (ideologjike). Papjekuri n: men-dime. Shenja papjekurie. Tregoi papjekuri. Flet (sillet, gjykon) me papjekuri.*

PAPJELLË (e) *mb.* Që nuk ka bërë fëmijë ose nuk k~ pjellë asnjëherë, që nuk është bërë mëmë. *Grua e popjellë. Dele e papjellë.*

PAPJESË (i,e) *mb.* Që nuk e ka marrë pjesën e vet, që ka mbetur pa pjesë kur është ndarë diçka. *Mbe-ti i papjesë.*

PAPJESËTËESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të ndahet në pjesë, i pandashëm; që nuk mund të pjesëtohet pa mbetje me një tjetër (për një numër). *Detyrim i papjesëtueshëm. Numër i papjesëtueshëm. mat.*

PAPJESËTUESHMËRl,~A . *libr.* Të qenët i papjesëtueshëm; pamundësia e një numri për t'u pjesëtuar me një tjetër pa mbetje. *Papjesëtueshmëria e numrave. mat.*

PAPJESI (i) m. *bised. euf.* Djalli, qoftëlargu, mos-pastëpjesi.

PAPLAKUR (i,e) *mb.* Që nuk është plakur ende; që është në moshë të madhe, por nuk ka ende shenja pleqërie. *Burrë i paplakwr.*

PAPLANIFIKUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk zhvillohet sipas një plani të caktuar, që nuk bëhet me plan. *Eko-nomi e paplanifikuar. Zhvillim i paplanifikuar.*

*2.* Që nuic është i përcaktuar në plan, që bëhet jashtë planit; i paparashikuar. *Punë e paplanifikuar. Shpen-zime të paplanifikuara.*

PAPLASUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është çarë a nuk është krisur, që nuk ka ndonjë plasë. *Qelq i paplasur.*

*2.* Që nuk ka shpërthyer, që nuk ka plasur (për një mine, një predhë etj.). *Bombë (predhë) e paplasur.*

PAPLOTË (i,e) *mb.* Që i mungon diçka, që nuk është i plotë, i mangët; i cunguar. *Shumë e paplotë. Listë e paplotë. Numër i paplotë. mat.* numër që ka edhe pjesë të dhjeta, të qindta etj. *Fjali e paplotë. gjuh.* fjali, së cilës i mungon njëra nga gjymtyrët kryesore ose së cilës i mungojnë të dyja gjymtyrët.

PAPLOTËSCAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është plo-tësuar tërësisht, i paplotë. *Rresht i paplotësuar. Vend i paplotësuar. Shumë e paplotësuar.*2. Që nuk është mbushur me shkrim, i bardhë. *\formular i paplotësuar. Skedë (kartelë) e paplotësuar.*

3. Që nuk është zbatuar a kryer plotësisht; që nuk është çuar deri në fund, i pakryer. *Detyrë e paplotësuar. Plan i paplotësuar. Porosi e paplotësuar.*

4. Që nuk është përmbushur. *Dëshirë e paplotësuar. NeVoja të paplotësuara.*

PAPLOTËSUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
mund të plotësohet a të arrihet. *Dëshirë e paplotë-sueshme.*

PAPLUGUAR (i,e) *mb.* Që nuk është punuar me plug, i palëruar. *Are (tokë) e papluguar.*

PAPNOR,~E *mb. fet.* Që ka të bëjë me papën e kishës katolike, i papës.

PAPOPULLUAR (i,e) *mb.* Që nuk është i popu-lluar me banorë të përhershëm; që nuk banohet nga njerëz e frymorë; që ka popullsi të rrallë. *Vend i pa-popullıar. Zone e papopulluar.*

PAPRANISHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
është i pranishëm në një vend, në një mbledhje, gjatë një ndodhie etj. në një kohë të caktuar. *Ishte i pa-pranishëm.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Të pranish-mit dhe të papranishmit. Të njoftohen edhe të papra-nishmit!*

PAPRANI)ESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund a nuk duhet të pranohet. *Kërkesë e papranueshme. Kushte të papranueshme. Zgjidhje e papranueshme. Është e papranueshme që...*

PAPRASHITUR (i,e) *mb.* Që nuk është prashitur (për bimët e token). *Miser i paprashitur. Perime të paprashitura. Are e paprashitur.*

PAPREKSHËM (i), ~ME (e) *mb. i.* Që nuk mund të preket nga askush, që mbrohet me ligj e më të gjitha forcat, i pacenueshëm, i shenjtë. *Të drejta të paprekshme. Kufijtë e Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë janë të paprekshëm. Prona socialiste është e paprekshme.*

2. Që ruhet për ta përdorur për qëllime të caktuara, që nuk harxhohet për nevojat e përditshme. *Rezervë e paprekshme. Fond i paprekshëm.*

3. I padhunueshëm.

PAPREKSHMËRI,~A . 1. Të qenët i paprekshëm; ruajtja e mbrojtja e diçkaje me ligj e më të gjitha forcat. *Paprekshmëria e kufijve. Paprekshmëria e atdheut (e lirisë). Siguron (ruan) paprekshmërinë.*

*2. drejt.* Imunitet. *Paprekshmëri diplomatike.*

3. *drejt.* Padhunueshmëri. *Paprekshmëria e banesës.*

PAPREKUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është prekur, i panisur, i pangarë, i pacenuar (për një gjellë, një gatesë etj.). *Gjellë (bukë) e paprekur. Byrek i paprekur.*

*2.* Që nuk është prekur nga sëmundja (për njerëzit dhe për bimët). *Pemë (kokrra) të paprekura.*

3. *vet. f. fig.* E virgjër; e pastër nga nderi, e papër-lyer.i *Vajzë e paprekur. Trup i paprekur.*

*4.lsport.* Që nuk është prekur nga topi; pa gola (në lojën e futbollit). *Ndeshja përfundoi me rrjeta të paprekura.*

PAPRERAS *ndajf.* Paprerë. *Vijon papreras.* PXPRERË (i,e) *mb.* 1. Që nuk është prerë në pjesë
a në copa; që nuk i është hequr asnjë cope a pjesë, i tërë, i plotë. *Dru të paprera. Pjepër i paprerë. Pyll i paprerë.*

2. Që nuk është shkurtuar me gërshërë, i paqethur, i gjatë (për ffokët etj.). *Me flokë të paprerë.*

3. Që është nga një cope e vetme, që nuk është më të qepur (për një fustan etj.). *Fustan i paprerë.*

*4.* Që vazhdon për një kohë të gjatë e pa ndërprerje; që përsëritet pa pushim; i pandërprerë. *Shi i paprerë. Luftë e paprerë. Ndihmë e paprerë. Me hov të paprerë.*

PAPRERË *ndajf.* Pa pushim e pa ndërprerje; vazh-dimisht, pandërprerë. *Punoi paprerë. Mendon (kuj-deset) paprerë për të.*

PAPRIND (i,e) *mb.* Që i kanë vdekur a që e kanë braktisur prindërit. *Fëmijë i paprind.*

PAPRlSHUR (i,e) *mb* 1. Që nuk është prishur. që është me këmbë i tërë e i pacenuar; i padëmtuar. *Shtëpi e paprishur. Urë e paprishur.*

*2.* Që është në rregull ashtu sic është lënë, që nuk është trazuar a nuk është prekur (për një dhomë, një shtrat etj.). *Shtrat ipaprishur. Dhoma ishte epaprishur.*

3. Që nuk është kalbur, nuk ka marrë erë të keqe a nuk është thartuar, që është ruajtur në gjendje të mirë (për ushqimet); që nuk ka nisur të shpërbëhet (për kufomën). *Qumësht i paprishur. Mish i paprishur. Kufomë e paprishur.*
*4.* Që nuk është ndotur, i pastër (zakonisht për ajrin). *Ajër i paprishur.*
PAPRlTMAS *ndajf.* Papritur. *U nis (erdhi, iku) papritmas. U duk papritmas. Vdiq papritmas.*
PAPRITMAZI *ndajf.* Papritur. *U zhduk papritmazi.*
PAPRlTUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Ngjarje a dukuri që nuk e dime ose nuk e parashikojmë si do të jetë (zakonisht me pasoja jo të mira); diçka e papritur. *Të papriturat e rrugës. Ka të papritura. I ndodhi një e papritur. U bëri ballë të papriturave të jetës.*
PAPRITUR (i,e) *mb.* Që nuk dihej ose nuk pritej të ndodhte; që vjen në mënyrë të befasishme e të menjëhershme, që ndodh papritur. *Takim i papritur. Sulm i papritur. Lajm i papritur. Sëmundje (vdekje) e papritur. Në mënyrë të papritur.*
PAPRITUR *ndajf.* Në mënyrë të papritur e të menjëhershme, befas; papandehur. *Erdhi (iku) papritur. U sëmur papritur.*
PAPROGRAMUAR (i,e) *mb.* Që nuk bëhet sipas një programi të caktuar; që nuk është parashikuar në program. *Shfaqje e paprogramuar. Në mënyrë të pd-pwgramuar.*
PAPROVUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është përjetuar ndonjëherë me pare; që e provojmë për here të pare; i panjohur. *Ndjenjë e paprovuar. Gëzim (hidhërim) i paprovuar.*
*2.* Që nuk është vërtetuar rde prova, që nuk i janë gjetur fakte a argumënte të shëndosha për ta mbësh-tetur. *Akuzë e paprovuar. Tezë e paprovuar.*
PAPUCE,~^JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Pantoffa të lehta e të sheshta si gjurmashka, zakonisht prej cope të leshtë a prej stofi përsipër, që mbahen nëpër shtëpi. *Papuçe leshi. Vesh (zhvesh, heq) papuçet.*PAPUNË,~I (i) *m. sh.* ~Ë, ~ËT (të). 1. Njeri që endet kot pa bërë ndonjë punë; ai që s'ka për të zgjidhur ndonjë çështje në një zyrë etj. ose s'ka ndonjë punë diku. *Ndalohet hyrja për të papunët.*
*2.* Punëtor ose punonjës në vendet kapitaliste e revizioniste, që nuk ka a nuk gjen dot punë për të si-guruar mjetet e jetesës. *Ushtria e të papunëve. Demon-stratat e të papunëve. Rritja e numrit të të papunëve.*
PAPUNË (i,e) *mb.* 1. Që endet kot pa bërë asnjë punë, që nuk ka me se të merret, i ngeshëm. *Njeri i papunë.*
*2.* Që nuk është në marrëdhënie pune, që nuk ka ose nuk gjen dot punë për të siguruar mjetet e nevoj-shme për jetesë (në vendet kapitaliste e revizioniste). *Njerëi (punëtorë) të papunë.*
3. I kotë, që nuk sjell ndonjë dobi a përfitim. *Punë të papuna.*
PAPUNËSI,~A *f.* 1. Të ndenjurit kot, pa bërë asnjë punë. *Papunësia është nëna e të gjitha të ligave. fj. u.*
2. Mungesa e punës për punëtorët ose për punonjësit në vendet kapitaliste e revizioniste; pamundësia e tyre për të gjetur punë në këto vende; gjendja e nje-rëzve të papunë; të qenët e shumë njerëzve pa punë në një vend kapitalist a revizionist. *Plaga e papurtë-sisë. Krita dhe papunësia. Ka papunësi të madhe. Rritet (shtohet) papunësia.*
PAPUNUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është lëruar, djerr; që nuk është bërë gati për t'u mbjellë. *Tokë e papunuar.*
*2.* I papërpunuar. *Lëkurë të papunuara.*
3. *fig.* Që nuk është punuar e lëmuar mirë, i papërpunuar. *Vepër e papunuar. Ka gjuhë të papunuar.*
PAPUSHTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
mund të pushtohet; i pathyeshëm. *Keshtjellë e pa-pushtueshme. Tokë e papushtueshme.*
PAPVLLËZUAR (i,e) *mb.* Që nuk është i veshur me pyje; që ka mbetur pa u pyllëzuar. *Vend i papy-llëzuar.*
PAQ *ndajf. bised.* 1. Paster. *E mban shtëpinë (oborrin) paq.*
2. Shumë mirë, ashtu si duhet, në rregull. *E ka bërë punën paq.*
3. Plot e përplot, me shumicë; sa të ngopet; me tepri, shumë. *Piu (hëngri) paq. U ngopën (ia shtruan) paq. E mbushi paq. Ishte paq me grurë (me miser).*
4. *shak.* Sipas kokës, siç e meriton, ashtu si duhet; sa e dëndi. *Ia bëri paq. E goditi (e rrahu) paq.*
5. Qetë, pa u shqetësuar. *Flinte (dremiste) paq.* + Jemi paq *me njëri-tjetrin* nuk kemi me
llogari për të larë me njëri tjetrin, jemi të larë.
PAQARË (i,e) *mb.* Që nuk e kanë vajtuar kur ka vdekur, që nuk e kanë qarë.
• I vdekur e i paqarë *shih te* VDEKUR (i,e).
PAQARTË (i,e) *mb.* 1. Që nuk dallohet a nuk shquhet mirë; që është i ngatërruar dhe, nuk lexohet me lehtësi. *Fotografi e paqartë. Shkrim i paqartë.*
2. Që nuk dëgjohet e nuk kapet mirë; që dëgjohet me vështirësi, jo i paster. *Zë i paqartë. Shqiptim i paqartë.*
3. *fig.* Që është i vështirë të kapet a të kuptohet pasi nuk është i qartë; që lë vend për dyshime, që ka
pika të errëta e të pazgjidhura; i errët, i turbullt. *Shpjegim (mësim) i paqartë. Ide të paqarta. Çështje e paqartë. Pjesë (vepër) e paqartë.*
4. Që nuk e ka kuptuar drejt diçka. që nuk e ka marrë vesh mirë dhe i kanë mbetur dyshime. *Mbeti prapë i paqartë për atë çështje.*
PAQARTËSI,~A. 1. Të qenët i paqartë për diçka; mungesë qartësie. *Paqartësi ideologjike (politike).*
2. Diçka që nuk është kuptuar drejt e mirë, diçka që nuk del e qartë. *Ka paqartësi.*
PAQE,~JA . 1. Marrëdhënie të mira ndërmjet njerëzve, pa grindje e pa armiqësi: gjendja pa shqe-tësime e turbullira e një njeriu ose e një mjedisi; qetësi. *Paqe shpirtërore. Rronin në paqe njëri me tjetrin. Në shtëpi ra paqja. U prish paqen të tjerëve. E la në paqe. Mbretëronte paqja. Prehej në paqe. Ra në paqe* u qetësua, ra në qetësi.
2. Gjendje qetësie në një vend, pa luftë e pa turbullira; gjendje e qetë pa luftëra, pa ndeshje e pa grindje ndërmjet dy a me shumë shteteve. *Paqe e qëndrueshme. për paqen ndërmjet popujve. Në kohë paqeje. Ruajmë (mbrojmë) paqen. Oportunistët pre-dikojnë paqen ndërmjet klasave.*
3. Marrëveshje ndërmjet dy a me shumë shteteve ose palëve ndërluftuese për të pushuar luftën. *Paqe e padrejtë. Paqe pa kushte. Traktati i paqes. Bisedimet për paqe. Lidhën (bënë, nënshkruan, përfunduan) paqen. I kërkoi paqe.*
PAQEDASHËS,~E *mb.* 1. Që e do paqen, që lufton për ta mbrojtur e për ta ruajtur paqen, që kundërshton luftën dhe luftënxitësit. *Popuj paqedashës. Vend pa-qedashës. Forcat paqedashëse.*
*2.* Që synon të ruajë e të forcojë paqen, paqësor. *Politike paqedashëse.*

PAQEJF (i,e) *mb. bised.* Që është pak i sëmurë, që është pa qejf, i pamundur.
PAQEN Ë (i,e) *mb.* 1. Që nuk është a nuk ka qenë ndonjëherë në të vërtetë, që nuk ka ndodhur në të vërtetë, i sajuar, i trilluar. *Ngjarje (histori, ndodhi) e paqenë. Gjëra të paqena. Foli për mungesa (për vështirësi) të paqena.*
*2. si em.* PAQENË,~A (e) . *kryes. sh.* ~A, ~AT (të). Diçka e trilluar, ndodhi a gjë e shpikur nga men-dja. *Ka shpifur të paqena. Thoshte të qena e të paqena.*
3. *si em.* PAQENË,~I (i) *m. bised. euf.* Djalli, qoftëlargu, i papjesi.
PAQENËSISHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* 1. Që nuk ka të bëjë me thelbin e diçkaje; që nuk është i qenësishëm, jothelbësor. *Tipare të paqenësishme.*
2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Duhet dalluar e qenësishmja nga e paqenësishmja.*
PAQETË (i,e) *mb.* 1. Që ka lëvizje e zhurmë të vazhdueshme, që nuk ka qetësi, i zhurmshëm. *Rrugë e paqetë. Vend i paqetë.*
2. Që shoqërohet me shqetësime, me çrregullime a me telashe, i shqetësuar. *Gjumë i paqetë.*
3. Që nuk është i urtë dhe i shtruar, i lëvizshëm nga natyra. *Fëmijë (njeri) i paqetë.*
PAQETËSUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të qetësohet, që nuk mund të shuhet a të hiqet (zakonisht për një dhembje). *Dhembje e paqetësueshme.*PAQETHUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk i ka qethur flokët; që i ka flokët të gjatë dhe duhet të qethet; që nuk janë prerë (për flokët). *paqethur dhe i parruar. Me flokë të paqethur. Me kokë të paqethur.*
*2.* Që nuk i është prerë leshi, që e ka trupin me lesh (për bagëtitë e imëta). *Dele e paqethur. Qengj (dash, cjap) i paqethur.*
PAQËLLIM (i,e) *mb.* 1. Që nuk i ka vënë vetes ndonjë qëllim të caktuar; që nuk ka ndonjë qëllim (zakonisht të keq). *Njeri i paqëllim.*
2. Që nuk është bërë ose nuk është thënë me ndor një qëllim (zakonisht të keq). *Veprim i paqëllim. Fjalë e paqëllim.*
PAQËNDRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.l.* Që nuk qëndron fort në vendin a në gjendjen e vet; që nuk mbahet mirë, që nuk është i qëndrueshëm; që dëmto-het a prishet lehtë; jo i shëndoshë, jo i forte. *Shtyllë e paqëndrueshme. Mur i paqëndrueshëm. Ngjyrë e paqëndrueshme. Lidhje kimike e paqëndrueshme. Baras-peshë e paqëndrueshme. fiz.*
2. Që ndryshon shpejt, që nuk mbetet njësoj për një kohë të gjatë; i lëkundshëm; i lëvizshëm. *Çmime të paqëndrueshme. Kohë e paqëndrueshme. Mot i paqëndrueshëm. Popullsi e paqëndrueshme* popullsi që e nderron shpesh vendin e banimit.
3. *fig.* Që nuk ka baza të shëndosha, që mbahet vetëm për një kohë të shkurtër; që nuk zgjat shumë, që prishet me kalimin e kohës. *Miqësi e paqëndrueshme. Mbështetje (përkrahje) e paqëndrueshme. Tipare të paqëndrueshme.*
4. Që nuk u përmbahet me vendosmëri mendimeve, bindjeve ose rrugëve që ka zgjedhur, që ndryshon shpesh, i lëkundshëm; që është veti e një njeriu të tillë. *Njeri i paqëndrueshëm. Me karakter të paqëndrueshëm.*
PAQËNDRUESHMËRI,~A . 1. Të qenët i paqëndrueshëm, vetia e diçkaje të paqëndrueshme; mungesë qëndrueshmërie; lëkundje, lëvizje. *Paqën drueshmëria e kohës (e motit). Paqëndrueshmëria e çmimeVe (e tregut).*
2. Të qenët i paqëndrueshëm, vetia e njeriut të paqëndrueshëm; lëkundja e mendimeve, e veprimeve "tj. të tij. *Paqëndrueshmëria morale. Paqëndrueshmëri mendimesh (pikëpamjesh). Paqëndrueshmëria e ka-rakterit.*
PAQËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk i është hequr lë-kura, cipa a lëvozhga; që nuk është pastruar nga puplat, nga luspat e nga pjesët e tjera të sipërme të panevojshme. *Patate (mollë) të paqëruara. Vezë e paqëruar. Pule e paqëruar. Peshk i paqëruar.*
*2.* Që nuk është pastruar nga përzierjet e huaja, nga papastërtitë ose nga. barërat e këqija etj.; i pa-pastruar. *Oriz i paqëruar. Are (tokë) e paqëruar.*
PAQËSIM,~I i *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PAQËSOJ i, PAQËSOHEM i. *Paqësimi i vendit. Paqësim ndërmjet dy shtetesh. Politika e paqësimit* politikë e shteteve shtypëse dhe e forcave oportuniste që synon të shuajë lëvizjet re-volucionare ose të arrijë paqe ndërmjet dy shteteve pavarësisht nga karakteri i saj.
PAQËSIM,~I n *m. bised.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PAQËSOJ n. PAQËSOHEM n.
PAQËSISHT *ndajf.* 1. Pa luftë, në mënyrë paqësore. *Bashkëpunojnë paqësisht. I zgjidhën çështjet paqë-sisht.*
2. Në mënyrë të qetë, pa u grindur njëri me tjetrin, në paqe. *Jetonin paqësisht.*
PAQËSOHEM i *vetv.* 1. Bëhem përsëri mik dhe u jap fund grindjeve e mosmarrëveshjeve me një tjetër, pajtohem. *U paqësuan me në fund.*
2. Me ikën një shqetësim a një telash, bie në qe~ tësi, qetësohem.
3. *vet. veta HI.* Fashitet, qetësohet; i bie forca a vrulli. *V paqësua plaga (dhembja).*
4. *Pës. e* PAQËSOJ r.
PAQËSOHEM H *vetv., pës. bised. shih* PA-QOHEM ii.
PAQËSOJ i *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ndër-hyj që të vendosen përsëri marrëdhënie të mira ndërmjet dy njerëzve a palëve, i bëj përsëri miq, i pajtoj. *paqësoi fqinjët.*
*2.* Vendos paqen përsëri në një vend, zhduk çrre-gullimet e turbullirat; ndikoj për t'u rivendosur marrëdhënie të mira ndërmjet dy a me shumë shteteve që ishin në luftë (zakonisht për veprimet e shteteve shtypëse e të forcave oportuniste).
3. I fashit a i qetësoj dikujt dhembjen ose diçka tjetër shqetësuese. *I paqësoi dhembjen. I paqësoi plagën.*
*4.* E vë në udhë të mbarë, e vë për fije, e rregulloj. *paqëso i punët.*
PAQËSOJ II *kal,* ~OVA, ~UAR *bised. shih* PAQOJ n. *E paqësoi shtëpinë.*
PAQËSOR,~E *mb.* 1. Që e do paqen dhe lufton për ta mbrojtur e për ta ruajtur atë, paqedashës; që nuk përgatitet për të sulmuar ose nuk kërcënon ndonjë vend a popull tjetër. *Shtet (vend) paqësor.*
*2.* Që synon të ruajë e të forcojë paqen, që nuk ka qëllime agresive; që mbështetet në marrëdhëniet e mira e miqësore ndërmjet vendeve e popujve, që nuk niset nga lufta e dhuna. *Politikë paqësore. Qëllime paqësore. Marrëdhënie paqësore. Zgjidhje paqësore. Në mënyrë paqësore. Me mjete paqësore.*
3. *keq.* Që nuk duhet të bëhet me luftë klasash, me revolucion e me dhunë; që mbështetet në pajtimin

ndërmjet klasave antagoniste ose ndërmjet shteteve me sisteme të ndryshme shoqërore (sipas pikëpamjeve të revizionistëve modernë). *Rruga paqësore për në socializëm. Kalimi paqësor i kapitalizmit në socializëm. Bashkekzistenca paqësore revizioniste.*
4. Që bëhet në kushtet e paqes; që lidhet me një gjendje paqeje e pune ndërtimtare. *Jetë paqësore. Në kushte paqësore.*
5. Që lidhet me nënshkrimin e një marrëveshjeje për paqe ndërmjet shteteve a palëve ndërluftuese, që bëhet për t'i dhënë fund luftës. *Bisedime paqësore.*
*6.* Që nuk synon të grindet a t'u bjerë me qafë të tjerëve, i urtë e i qetë; që është karakteristik për një njeri të tillë. *Njeri paqësor. Mefrymë paqësore. Me karakter paqësor.*
PAQMË (i), ~ME (e) *mb. bised. shih pastër* (i,e) l,2,5,8,il- *Shtëpi (dhomë) e paqme. Burrë i paq-më. Grua e paqme. Qiell i paqmë. Punë e paqme. Njeri i paqmë. Fjalë të paqme.*
PAQOHEM i *vetv. shih* PAQËSOHEM I 2,3 *I" paqua dhembja.*PAQOHEM n *vetv. bised.* 1. Lahem e pastrohem mirë. *V paqua mirë para se të flinte.* 2. *Pës. e* PAQOJ n.
PAQOJ i *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* PA-QËSOJ i 1,3. *paqoi fëmijët. La paqoi zemrën.*
*2. jotëal. vet. veta III.* Fashitet, qetësohet (për pla-gën, dhembjen etj.); ul vrullin a forcën. bie në qetësi (për erën etj.). *Paqoi plaga (dhembja). Paqoi deti (era).*
PAQOJ ii *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* Laj a pastroj mirë dike adiçka;e pastroj dhe e rregulloj mirë një vend. *paqoi enët. E paqoi shtëpinë. I paqoi fëmijët.*
PAQORTUESHËM (i), —ME (e) *mb.* 1. Që është plotësisht sipas rregullave e kërkesave, që nuk ka asnjë të metë, që s'ka perse të qortohet; i pakritikueshëm. *Sjellje e paqortueshme. Veprime të paqortueshme.*
*2.* Që nuk mund të ndreqet a të përmirësohet. *Ga-bime të paqortueshme.*
PAQUMËSHT (e) *mb.* Qe nuk ka a që nuk jep qumësht; që jep shumë pak qumësht. *Lopë (dele) e paqumësht.*
PAQYLL,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *bised., shar.* Njeri i metë nga mendja, teveqel; njeri i trashë, budalla. *Paqyll i madh.*
PAQYTETËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka arsim e kulturë dhe që nuk di të sillet në shoqëri; që nuk i njeh rregullat e mirësjelljes, i paedukuar. *Njeri i paqytetëruar.*
2. Që është ose ka mbetur në një shkallë të ulët zhvillimi ekonomik e shoqëror, arsimor e kulturor për shkak të kushteve historike dhe të shfrytëzimit e të shtypjes së egër nga imperialistët. *Fiset e paqy-tetëruara.*
PAR A,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Monedhë prej me-tali ose prej letre me një vlerë të caktuar, që e nxjerr në qarkullim shteti nëpërmjet bankës dhe që shërben si masë e vlerës për shitjen e blerjen e mallrave; të holla. *Para të vogla (të holla, të prishura). Para të thata* para flori të vena mënjanë. *Para letër. Para xhepi* të holla për shpenzime të vogla, të përditshme. *Mori para. Kish vënë para mënjanë. E ruan (e kursen) paranë. Bënte para* fitonte shumë. *Numëroi (pagoi) paratë. Derdh paratë në arkë. Paguan me para në dorë. Theu (këmbeu) paratë. Pret (nxjerr) para. Nuk punon për para. Nderi nuk blihet me para. fj. u. Njeriu bën par-anë, jo paraja njeriun. fj. u.*
*2. vet. nj. ek.* Mall i veçantë, që qarkullon në traj-tën e monedhave, i cili shpreh vlerën e të gjitha mallrave të tjera dhe shërben si ndërmjetës për shkëmbimin e tyre. *Malli dhe paraja. Lindja e parasë. Njësia e pa-rasë.*
3. *vet. nj. bised.* Pasuri në të holla; kapital. *Kishte para të madhe.*
4. *vjet.* Monedhë turke e kohës së sundimit osman me vlerën e një të dyzetës pjesë të groshit.
• Sa para bën nuk vlen, është e kotë. S'lidh para *shih te* LIDH. Tundi paratë *shih tek* TUND. Pesë para gjë *shih te* PESË,~A. U wine (u grindën) për pesë (për dy) para spec u zunë (u grindën) për diçka fare pa rëndësi, për diçka shumë të vogël, për hiçmosgjë, kot së koti. Me pesë para në xhep *shih te* PESË,~A. Pesë para oka (dy groshë oka) *mospërf. shih tek* OKË,
~A. Nuk bën pesë para nuk vlen fare, nuk vlen hiç-gjë, është diçka fare pa vlerë. E bëri (ia bëri lëk-jrën) për pesë (për dy) para *dikujt* s'i la gjë pa thënë, ia përphsi të gjitha në fytyrë; e fëlliqi a e turpëroi para të tjerëve. Nuk i bën (nuk i vlen) lëkura një para *dikujt* nuk vlen fare, nuk është i aftë për asgjë. Futet pesë para në grosh *shih te* GROSH,~I. Nuk ka (as) pesë (as dy) para mend nuk ka mend fare, është i lehtë nga mendja, nuk thellohet fare, i merr gjërat me lehtësi; nuk ia pret mendja. Është pesë (dy) para burrë (njeri) ka trup të vogël e të imët, është shumë i shkurtër dhe i dobët, nuk ta mbush syrin nga pam-ja; është një njeri pa rëndësi, pa vlerë. E bleu belanë me para e kërkoi vetë një të keqe. I hodhi paratë në erë *shih* tek ERË,~A i. Ishte gacë në para *shih te* GACË,-'A. Është shok me para është shok i rremë dhe vetëm për interes, nuk është shok i vërtetë. Kishte para me thasë (me thes) *dikush shih te* THES,~I. E lidh paranë (lekun) nyjë *shih te* NYJË,~A. Mbeti pa para e pa pullë *dikush* mbeti bosh, nuk ka me asgjë, mbeti me duar zbrazur. E shiti (e bleu) për pesë para *shih te* PESË,~A. Njihet (dallohet) si paraja e kuqe *mospërf. shih te* KUQ (i), ~E (e). Ka prerë para të madhe *dikush shih te* PRES i. Të thy-ente kokën (kryet) me para *shih te* THYEJ. Paraja e bardhë për ditë të zezë *vjet.* paratë e kursyera e ndih-monin njeriun të kalonte me lehtë një gjendje të vështirë në ditë fatkeqësish etj.
PARA (e) . *sh.* ~, ~T (të). 1. *Fem. e* PARË,~l (i) i,2- *E para e klasës.*
*2.* Gjellë (si supa, makaronat etj.), që hahet në fillim të drekës a të darkës përpara gjellës kryesore a të dytë.
3. *vet. nj.* Fillimi i një pune, kreu. Mien *nga e para. E shpjegoi edhe një here nga e para.*
4. si *fj. ndërm.* Së pari.
E para e punës në radhë të pare, së pari; krye-sorja. E priti më të parat *dike* e priti keq, e priti me këmbët e para.
PARA. I. *ndajf.* Përpara. *Eci (bëri) para. U ul para. Bëri një hap para. Iu vuri bukën para. Mos i dil para. Para-marsh!* komandë, e cila jepet që të nisë ecjen një njeri ose një griip njerezish, të vënë në rresht për stërvitje, për mësim etj.
II. *parafj.* Përdoret me një emër a me një përemër në rasën rrjedhore, që shënon: 1. Njeriun, sendin ose vendin, përballë a ne anën e përparme të të cilit ndodhet dikush a diçka, lëviz një gjë etj.; *kund.* pra-pa; pas. *Para shtëpisë. Para oxhakut. Para derës. Para hyrjes së godinës. Mos dil para makinave! Rrinte para meje.*
*2.* Njeriun ose grupin e njerëzve, në prani të të cilëve vepron dikush ose më të cilët ballafaqohet dikush. *Rrinte urtë para t'et (para mësuesit). STe pinte duhanin para babait. E kritikuan para kolektivit (para klasës, para shokëve). E nxorën para gjyqit.*

3. Gjendjen a dukurinë, përballë së cilës ndodhet a vihet dikush. *Para rrezikut. E vunë para përgjegjësisë. Gjendet para një problem! të vështirë.*
4. Kohën, datën, ngjarjen etj., në prag të së cilës bëhet diçka; veprimin a dukurinë që i prin një ngjar-jeje a një veprimi tjetër; *kund.* pas. *Para nisjes. Para dreke. Para Vitit të Ri. Para Çlirimit. Para zgjedhjeve. Para erës së re. Jemi para Kongresit (para festave të mëdha të nëntorit). E plotësuan planin para afatit tëcaktuar (dy muaj para zotimit). Erdhi para kohe.*
5. Kohën që ka kaluar duke u nisur nga e sotmja; *kund.* pas. *Para një jave (një muaji). Para disa ditëve. Para dy vjetësh.*
6. Njeriun a sendin më të cilin krahasohet dikush a! diçka; në krahasim me..., ndaj... *Nuk vlente para tij. S'ishte gjë para të vëllait.*
III. *pj.* Përdoret së bashku me pjesëzat mohuese nuk, s', mos për të zbutur pak kuptimin e foljes, më të cilën lidhet. *S'para i pëlqente* nuk i pëlqen edhe aq. *Nuk para sheh nga sytë* nuk sheh aq mirë. *S'para bën* nuk është aq i përshtatshëm sa duket. *Mos para e ngacmoni (e përkëdhelni)!* mos e ngacmoni (e për-këdhelni) edhe aq shumë! *Mos para i dilni në sy!* mos i dilni aq dendur para sysh!; përpiquni t'i dilni sa me pak para sysh!
• Para (përpara) se... *lidli. shih te* PËRPARA. Para së gjithash *shih te* GJITHË (i,e). Para (përpara) hundës *së dikujt shih te* HUNDË,~A. Para (përpara) syve *të dikujt shih te* SY,~RI. Bëj (çaj) para (përpara) *shih te* PËRPARA. Vetë para e vetë pas fillikat i vetëm, pa njeri tjetër. Nuk i diJet para (përpara) *shih te* PËRPARA. E vuri (e mori) para (përpara) *dike shih te* PËRPARA. E ka vënë punën para (përpara) *shih te* PËRPARA. E ka parë diellin para teje *shih te* SHOH. E kemi të ardhmen para (përpara) *shih të* PËRPARA.
PARA- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra e të përngjitura që u përgjigjet kuptimeve të ndaj-foljeve përpara e para dhe shërben për të formuar: a) emra p.sh. parabimë, paraçlirim, paradite, para-dreke, paradhënie, paradhomë, parafjalë, parafolës, parakthinë, parakusht, paraplcqëri, paraprovim, pa-rarojë, parastërvitje, parashtesë, parathënie etj. b) mbi-emra p. sh. paraardhës-e, parafundor-e, parakapi-talist-e, i parakohshëm, parakombëtar-e, parambroj-tës-e, parashkollor-e, paratheksor-e, paraushtarak-e etj. c) folje p.sh. paracaktoj, parafytyroj, parakaloj, paralajmëroj, parandaloj, parapaguaj, parapëlqej, pa-rapërgatit, paraqit, parashikoj, parashtroj etj. d) ndaj-folje p. sh. parasysh etj.
PARAARDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. *zakon. sh.* Të parët e pëfbashkët kundrejt brezit a brezave të mëvonshëm, që kanë lidhje gjaku me ta, stërgjyshët; brezat e mëparshëm që kanë jetuar në vendin e të më-vonshmëve; *kund.* pasardhës. *Paraardhësit tanë. Pa-raardhësit e ilirëve.*
*2.* Ai që e ka nisur prej kohësh më parë veprim-tarinë në një fushë të caktuar dhe që pasohet nga të tjerë, ai që u ka hapur rrugën të tjerëve; *kund.* pasardhës. *Paraardhësit e tyre në fushën e shkencës.*
3. Ai që ka qenë para një tjetri në një punë, në një detyrë, në një zyrë etj.
PARAARDHËS,~E *mb.* 1. Që vjen në kohë ose në radhë para një tjetri; që ka qenë para një tjetri, i mëparshëm; *kund.* pasardhës. *Muaji (viti) paraardhës. Qeveria paraardhëse.*
2. *bujq.* Që mbillet ose është mbjellë para një bime tjetër; *kund.* pasardhës. *Bimë paraardhëse.*
PARABIMË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *bujq.* Bimë paraardhëse. *Parabimë bishtajore (prashitëse). E për-dorin si parabimë.*
PARABOLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mat.* Vijë e lakuar e hapur, që përftohet kur pritet koni me një rrafsh paralel me njërën nga brinjët e tij dhe që i ka
pikat të baraslarguara nga një vatër e nga një drejtëz e qendrës. *Vizatoi një parabolë. Ka trajtën e një pa-rabole.*
PARABURGIM,~I *m. drejt.* Koha nga dita e ndalimit të dikujt që dyshohet për një faj a krim deri kur jepet vendimi i dënimit nga ana e gjykatës.
PARABURGOS *kal.,* ~A, ~UR *drejt.* Ndal një njeri që dyshohet për një faj a një krim dhe e mbaj në një vend të posaçëm, pa të drejtë të largohet deri sa të jepet vendimi nga ana e gjykatës.
PARABURGOSEM *drejt. Pës. e* PARABURGOS.
PARACAKTlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARACAKTOJ, PARACAKTOHET. *Para-*
*caktimi i detyrave.*
PARACAKTOHET. *Pës. e* PARACAKTOJ.
PARACAKTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Për-caktoj që më parë sa e si do të jetë diçka, ç'rrugë do të ndjekë etj., e vendos diçka që me pare. *U para-caktoi detyrat (qëllimet). I paracaktoi rrugën.*
2. *vet. veta III.* I cakton që më parë çfarë do t'i ndodhë a si do të bëhet, ia parathotë (sipas para-gjykimeve mbi fatin e fuqitë e mbinatyrshme).
PARACAKTUAR (i,e) *mb.* 1. Që është përcaktuar me kohë si do të jetë, ç'rrugë do të ndjekë etj. *De-tyra (masa) të paracaktuara. Qëllim i paracaktuar. Plane të paracaktuara.*
2. Që do të ndodhë a do të bëhet në mënyrë të pa-shmangshme siç është thënë (sipas paragjykimeve mbi fatin e fuqitë e mbinatyrshme).
PARACUKËL,~LI *m. sh.* ~LE, ~LET. 1. Emër vetjak i shkurtuar. *"Moza" është paracukël i "Mi-moza".*
*2.* Nofkë; ofiq. *vunë një paracukël.*
PARAÇLIRlM,~I *m.* 1. *hist.* Periudha para 29 Nëntorit të vitit 1944, kur Shqipëria u çlirua për-fundimisht nga pushtuesit e huaj dhe tradhtarët e vendit. *Shqipëria e Paraçlirimit. Periudha e Paraçli-rimit. Letërsia e Paraçlirimit. Shkollat e Paraçlirimit. Në krahasim me Paraçlirimin.*
2. Koha përpara çlirimit të një vendi nga pushtuesit e huaj.
PARADË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Parakalim i tru-pave ushtarake dhe i mjeteve luftarake, zakonisht me rastin e një feste. *Parade ushtarake. Parade ajrore. Uniformë parade. Si në parade.*
2. Paraqitja me radhë e disa gjërave për t'i parë të pranishmit. *Parade mode* (në vendet kapitaliste).
3. *fig.* Përshkrimi a shtjellimi me radhë njëra pas tjetrës dhe shkurt i disa ngjarjeve, i disa çështjeve etj. pa bërë vlerësimin kritik të tyre. *Raporti nuk ishte i thellë, ishte me tepër një parade.*
PARADIGMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjuh.* Tërësia e trajtave gramatikore që merr një pjesë e ligjëratës gjatë lakimit ose gjatë zgjedhimit dhe që shërben si model për një klasë fjalësh. *Paradigma e lakimit të pare. Paradigma e zgjedhimit të dytë. Paradigma e emrit <<mal". Paradigma e foljes "shkruaj".*

PARADITE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pjesa e parë e ditës nga mëngjesi deri në drekë. *Në paraditen e së dielës. Punoi (e priti) gjithë paraditen.*PARADITE *ndajf.* Në pjesën e parë të ditës nga mëngjesi deri në drekë; paradreke. *Punon par adit e. Qëndron hapur paradite e pasdile.*

PARADOKS,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Mendim që bie në kundërshtim me atë që dihet a që është pra-nuar përgjithësisht si e vërtetë; ide pak e çuditshme në vështrimin e pare, që duket se bie në kundërshtim me arsyen e shëndoshë, por që mund të jetë e vërtetë. *Flet me paradokse. Paradoksi: "kush ecën nga-dalë, shkon larg".*

*2.* Dukuri e çuditshme, që bie në kundërshtim me njohuritë shkencore ose me përvojën e zakonshme, por që ka arsyen e vet; diçka e papritur dhe e pabe-sueshme. *Paradokset e natyrës.*

PARADOKSAL,~E *mb. libr.* 1. Që bie në kundërshtim me mendimin e përgjithshëm a me përvojën e zakonshme, që ka natyrën e një paradoksi. *Ide pa-radoksale. Arsyetim paradoksal.*

2. I papritur dhe jo i zakonshëm, i çuditshëm dhe i pabesueshëm. *Ngjarje paradoksale. Rast paradoksal. Duket paradoksale.*

PARADREKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Koha para drekës ose para mesditës; paradite. *Gjithë paradreken. Paradrekeve është në punë.*

PARADREKE *ndajf.* Në kohën para drekës a para mesditës; paradite. *E pa (e takoi) paradreke. Del paradreke.*

PARADHËNIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Shumë të hollash ose pjesë nga një shumë të hollash që i jepet dikujt përpara se të vijë afati për të marrë gjithë shu-mën që i takon ose përpara se të bëhet llogaria per-fundimtare. *Paradhënie nga rroga. Paradhënie për shërbime jashtë rrethit. Paradhënie për blerje librash. Mori një paradhënie. E shleu paradhënien.*

PARADHOMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kthinë e vogël në hyrje para një dhome gjumi, para një zyre etj., që shërben për të qëndruar pak kohë, për të lënë teshat etj. *Dhomë e paradhomë. Priti në paradhomë.*

2. *anal.* Ndarje e vogël në hyrje të disa organeve të trupit si zemra, stomaku etj. *Paradhoma e djathtë (e majtë). Paradhomat e gurmazit.*

PARAELEKTORAL,~E *mb.* Që zhvillohet para 2gjedhjeve për organet e ndryshme (zakonisht në vendet e huaja). *Fushata paraelektorale. Miting para-elektoral. Fjalim paraelektoral. Premtime paraelektorale. Udhëtim paraelektoral. Mbledhje paraelektorale.*

PARAFABRIKAT,~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET *ndërt.* Pjesë ndërtese, ure etj. që përgatitet në fabrikë që me pare. *Shtëpi (ndërtim) me parafabrikate. Përgatitja e parafabrikateve.*

PARAFABRIKlM,~I *m. ndërt.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve PARAFABR1KOJ, PARAFABRI-

KOHET. *Parafabrikimi i mureve (i harqeve).*

PARAFABRIKOHET *ndërt. Pës. e* PARAFABR1KOJ.

PARAFABRIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *ndërt.* Përgatit pjesë ndërtese, ure etj. në fabrikë që më parë për t'i përdorur të gatshme gjatë ndërtimit. *Parafa-brikojnë pllaka muresh.*

PARAFABRIKUAR (i,e) *mb. ndërt.* Që është për-gatitur në fabrikë që më parë si pjesë e gatshme për t'u përdorur gjatë ndërtimit të ndërtesave, të urave etj. *Pjesë (blloqe) të parafabrikuara. Shtylla të para-fabrikuara.*

PARAFANGO,~JA . *sh.* ~, ~T *tek.* Fletë e mctaltë në trajtën e një gjysmërrethi, që mbulon nga sipër rrotën e makinës, të biçikletës etj. dhe që shërben për ta mbrojtur, për të penguar ndotjen nga balta etj. *Parafangoja e përparme (e prapme). Parafangot e veturës (e biçikletës).*

PARAFINË,~A . 1. Lëndë e ngurtë me ngjyrë të bardhë si të tejdukshme, e patretshme në ujë, që nxirret nga përpunimi i naftës, i torfës, i qymyrit etj., shkrin në temperature të ulët dhe perdoret për të bërë qirinj, në mjekësi, në teknikë etj. *Qirinj parafine. Vaj parafine. Letër parafine* letër e Iyer me këtë lëndë që të mos përshkohet nga uji. *Lyej me parafine.*

*2. vet. sh.* ~A, ~AT *kim.* Bashkime organike, që përbëhen vetëm nga karboni e hidrogjeni, hidrokar-bure të ngopura.

PARAFINIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARAFINOJ, PARAFINOHET. *Parafi-nimi i letrës. Parafinimi i fuçive. Parafinimi i djathit kaçkavall.*

PARAFTNOHET *tek. Pës. e* PARAFINOJ.

PARAFINOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Lyej diçka me një shtresë të hollë parafine ose e bëj të thithë parafinë. *Parafinojnë letrën. Parafinojnë djathit) kaçkavall. Parafinojnë vendin e shartimit.*

PARAFJALË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *gjuh.* Pjesë e pandryshuesbme e ligjëratës, që pëtdoret si fjalë shërbyese përpara një emri, një përemri a një numë-rori (në një rase të caktuar) ose përpara disa ndaj-foljeve, për të shprehur marrëdhëniet midis gjymty-rëve në një togfjalësh (p.sh. në, mbi, me[1], pa, nga, per, prej, nëpër etj.). *Parafjalë e thjeshtë (e përbërë). Perdoret me (pa) parafjalë.*

PARAFJALOR,~E *mb. gjuh.* Që ka vlerën e.ljë parafjalë, që kryen funksionet e një parafjalë; që ka në përbërje parafjalë. *Shprehje (lokucione) parafja-lore. Pjesëz parafjalore. Togfjalësh parafjalor.*

i Rasa parafjalore rasa e gjashtë në gjuhët sllave në të cilën emrat përdoren vetëm me parafjalë dhe i përgjigjen pyetjes "për (mbi) kë, për (mbi) se".

PARAFOLËS,~E *mb.* 1. Që ka folur para një tjetri (në një mbledhje). *Shoku parafolës.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Siç tha parafolësi... U bashkua në mendime me parafolësit.*

PARAFRAZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *libr.* Fjali a shprehje që jep në mënyë përshkruese kuptimin e një fjale a të një shprehjeje të caktuar, parafrazim (p.sh. "ajo që e ka lindur e rritur" në vend të "e ëma", "ai që shkruan këtë letër" ose "autori i kësaj letre" në vend të "unë" etj.).

2. *let.* Shpjegimi me fjalët e veta i një pjese letrare të vështirë a të errët; shpjegimi me fjalë të tjera i për-mbajtjes së një vepre, i ideve të saj etj.

3. *let.* Përkthim i lire dhe i zgjeruar i një vepre, i një vjershe etj.

PARAFRAZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *let.* Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve PARA-FRAZOJ, PARAFRAZOHET. *Parafrazimi i veprës (i vjershës). S'është gjë tjetër veçse një parafrazim.Bëj parafrazim* parafrazoj. *Ka shumë parafrazime.* PARAFRAZOHET *let. Pës. e* PARAFRAZOJ.

PARAFRAZOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. *libr.* Jap në: mënyrë përshkruese përmbajtjen e një fjale a të një shprehjeje të caktuar; përsërit me fjalët e mia mendimin e

një tjetri ose diçka që kam lsxuar a dë-gjuar. *Nuk i ka dhënë fjalë për fjalë ato që dëgjoi por i ka parafrazuar.*
*2. let.* Shpjegoj me fjalët e mia një pjesë letrare të yështirë a të errët; shpjegoj me fjalë të tjera përmbajtjen e një vepre, idetë e saj etj. *Parafrazoi tre-gimin.*
3. *let.* Përkthej në mënyrë të lire dhe të zgjeruar një vepër, një tekst, një vjershë etj.
PARAFUNDIT (i,e) *mb.* Që është menjëherë para të fundit në kohë, në një radhë a në një varg; që i prin të fundit në kohë a në hapësirë. *Rreshti i para-fundit. Shtëpia e parafundit. Rrokja e parafundit. gjuh. Në bankën e parafundit. Dita e parafundit e javës. Viti i parafundit i pesëvjeçarit. Doli i parafundit.*
PARAFUNDOR,~E *mb.* 1. *gjuh.* Që gjendet para rrokjes së fundit të një fjale; që bie në rrokjen e parafundit. *Rrokja parafundore. Theks parafundor.*
2.I *let.* Që krijohet nga rënia e theksit në rrokjen e parafundit të dy fjalëve, të cilat bëjnë rime. *Rime parafundore.*
FARAFYTYRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Përfytyrim. *Parafytyrimi i së ardhmes.*
PARAFYTYROHET *vetv.* Përfytyrohet.
PARAFYTYROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përfy-tyroj. *Parafytyronte të ardhmen. As që mund ta para-fytyronte.*
PARAFYTYRUAR (i,e) *mb.* I përfytyruar. *Ngjarje e parafytyruar.*
PARAGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesë e një teksti të shkruar, që përfshin fjalitë nga njëra krye-radhë tek tjetra dhe që shpreh një mendim pak a shumë të plotë e të pavarur; nëndarje e një kapitulli, e një ligji etj., që fillon me kryeradhë dhe me një shenjë të posaçme. *Paragrafi i parë (i dytë, i fundit). Paragrafët e statutit (e rregullores). Nene e paragrafe. Paragraf për paragraf. Shenja e paragrafit. Shtoi (hoqi) një paragraf.*
PARAGJUHOR,~E *mb. gjuh.* I. Që përftohet me anën e pjesës së përparme të gjuhës dhe të majës së saj. *Bashkëtingëllore paragjuhore.*
*2. si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tingull pa-ragjuhor. *Paragjuhoret* t, d, c etj.
PARAGJYKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Mendim i gabuar dhe i pambështetur, i ngulitur nga njohja jo e plotë e dukurive të botës dhe e shkaqeve të tyre, nga i cili niset dikush në gjykimet e në veprimet e tij në kundërshtim me dijen e arsyen; pikëpamje a qën-drim, që formohet si shprehi nën ndikimin e shoqërisë e të mjedisit dhe jo nga njohja e përvoja e jetës. *Paragjykime fetare (borgjeze). Rrënjët e paragjy-kimeve. Lufta kundër paragjykimeve. Njeri pa paragjykime.*
2. NJendim i padrejtë, që është formuar që më parë për dike a për diçka pa e njohur mirë dhe që pengon për ta vlerësuar ate me paanësi. *Met me paragjykim. Ka paragjykime për të.*
PARAGJYKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Jap para kohe një mendim për dike a për diçka; nxjerr shpejt e shpejt, nga të dhënat e pakta që kam, një përfundim që lidhet me diçka; parashikoj.
PARAGJYQËSOR,~E *mb. drejt.* Që ka të bëjë me veprimet përpara se të dale një çështje në gjyq; që duhet bërë para se të vijë puna në gjyq. *Çështje paragjyqësore. Veprime paragjyqësore.*
PARAHISTORI,~A *f* I. Periudha më e lashtë e zhvillimit të shoqërisë njerëzore të një populli, për të cilën nuk ka asnjë dëshmi të shkruar dhe që për-kon me kohën kur njeriu nuk kishte arritur ende të përpunonte metalet; tërësia e ngjarjeve të kësaj pe-riudhe. *Historia dhe parahistoria. Parahistoria e po-pullit tone.*
*2.* Periudha e pare, në të cilën përgatitet lindja e zhvillimi i diçkaje; ngjarjet e kësaj periudbe. *Parahistoria e një qyteti. Parahistoria e kryengritjes.*
PARAHISTORIK,~E *mb. 1.* Që ka të bëjë me para-historinë; që i përket periudhës së parahistorisë. *Koha parahistorike. Njeriu parahistorik. Vegla parahistorike*.
2. Që I përket një periudhe shumë të lashtë. *Kafshë parahistorike.*
PARAIMPERIALIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me epokën para imperializmit, që lidhet me periudhën para se kapitalizmi të kalonte në imperializëm; që i përket kësaj periudhe. *Periudha paraimperialiste. Kapitalizmi paraimperialist.*
PARAJSË,~A . 1. *fet.* Sipas përfytyrimeve mistike fetare: vend shumë i bukur në qiell, ku gjoja jetojnë në lumturi shpirtrat e të vdekurve që nuk kanë bërë mëkate në të gjallë; *kund.* ferr. *Ferri dhe parajsa.*
2. *fig. bised.* Vend i bukur dhe i begatë, vend ku mund të jetojë njeriu më të gjitha të mirat, i qetë dhe i lumtur; kushte jetese ose pune shumë të mira, pa asnjë shqetësim e mungesë. *Parajsë tokësore. E bënë rendin parajsë. Ka gjetur parajsën.*
PARAK,~E *mb.* Primitiv.
PARAKALlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARAKALOJ, PARAKA-
LOHET. *Ndalohet parakalimi me automjet!*
2. Ecja e organizuar, zakonisht në rreshta, e pu-nonjësve ose e trupave ushtarake dhe e mjeteve të ndryshme para një tribune në raste festash kombëtare, përvjetorësh etj. *Parakalimi i Një Majit. Parakalimi i forcave ushtarake (i forcave vullnetare, i brigades). Parakalimi i klasës punëtore (i sportistëve). Pjesë-marrësit e parakalimit. Dita e parakalimit.*
PARAKALOHET *vetv. I. Pavet. e* PARAKALOJ i.
*Parakalohet në kolona.*
*1. Pës. e* PARAKALOJ 2-
PARAKALOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kaloj bashkë më të tjerë në mënyrë të organizuar, para një tribune zakonisht në rresht e me rregull, në raste festash kombëtare, përvjetorësh etj.; marr pjesë në një parakalini. *Parakalojnë punëtorët (fshatarët, studentët). Parakalon ushtria. Parakalojnë para tribunes (para udhëheqësve të shtetit). Parakalojmë me hap ushtarak.*
*2. kal.* Shpejtoj dhe i dal përpara një njeriu, një makine, një karroce etj. që ecën në të njëjtin drejtim. *E parakaloi makinën (biçikletën).*PARAKAPITALIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me epokën para kapitalizmit, që lidhet me periudhën para se kapitalizmi t'i zinte vendin feudalizmit; që i përket kësaj periudhe. *Shoqëria parakapitaliste. Marrë-dhëniet parakapitaliste. Ekonomia parakapitaliste. Më-nyra parakapitaliste e prodhimit.*
PARAKOHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ndodh a që vjen para kobës së zakonshme, që nuk e ka kohën; i papritur. *Verë (vapë) e parakohshme. Dimër (të ftohtë) i parakohshëm. Pjekje e parakohshme. Pleqëri e parakohshme. Lindje e parakohshme. Vdekje (humbje) e parakohshme.*
*1.* Që bëhet shumë shpejt para kohës së përshtat-shme a të caktuar, që nuk i ka ardhur afati a nuk e ka ende kohën, i shpejtuar. *Ikje (nisje) e parakohshme. Veprim i*

*parakohshëm. Kërkesa (masa) të parakohshme. Mendim i parakohshëm.*
PARAKOMBËTAR,~E *mb.* Që lidhet me periudhën para formimit të kombit; që i përket kësaj periudhe. *Periudha parakombëtare. Kultura parakombëtare. Gju-ha letrare parakombëtare.*
PARAKRAH,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *anat.* Pjesa t; krahut nga bërryli deri te nyja e dorës. *Parakrahu i djathtë (i majtë). Muskujt (kockat) e parakrahut. Theu parakrahun.*
PARAKTHINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Paradhomë.
PARAKUPTOHET *vetv. libr.* 1. Merret vesh, kup-ohet vetiu.
2. *Pës. e* PARAKUPTOJ.
PARAKUPTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* I. E quaj si kusht paraprak të nevojshëm për të arritur diçka a për ta sqaruar; nënkuptoj. *Çfarë parakupton me këtë?*
2. *vet. veta III.* E përmban në vetvete si kusht të nevojshëm, e ka si kusht paraprak të vetëkuptueshëm, e ka tS pandashme, nënkupton.
PARAKUSHT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Kusht paraprak. *Parakusht i domosdoshëm. Bashkimi ishte parakushti i lirisë kombëtare.*
PARALAJMËRIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Ve-
primi sipas kuptimeve të foljeve PARALAJMËROJ, PARALAJMËROHEM.
2. Fjalë që i thuhen dikujt për t'i tërhequr vëmen-djen që të ketë kujdes për diçka; njoftim i prerë që dikush të mos e përsëritë me diçka, për të cilin do të ketë pasoja. *Paralajmërim serioz. Me gjithë paralaj-mërimet...*
3. Vërejtje që i bëhet dikujt gojarisht për një ga-bim, duke i theksuar se po ta përsëritë do të merren masa të tjera. *E ka (mori) një paralajmërim. Vërejtje me paralajmërim* vërejtje me shkrim që i bëhet za-konisht një anëtari të një organizate, të cilin e para-lajmërojnë për të fundit here se, po ta përsëritë ga-bimin, do të përjashtohet.
PARALAJMËROHEM. *Pës. e* PARALAJMEROJ.
PARALAJMËROJ *kal*., ~OVA, ~UAR. 1. I
njoftoj dikujt diçka me kohë që ta dijë ose që të për-gatitet, t'i dale përpara një të papriture; vë në dijeni dike që me përpara për diçka që do të ndodhë, e laj-mëroj me kohë. *E paralajmëruan për rrezikun. Nuk arritën ta paralajmëronin.* 2. *kryes. veta III.* Shërben si shenjë se së shpejti
do të ndodhë a do të bëhet diçka; tregon se një ngjar-je, një dukuri a diçka tjetër e madhe është afër. *Retë e zeza paralajmëronin shi. Kjo kryengritje paralajmë-ronte fundin e afërt të sundimit të huaj. Ajo paralajmë-ronte fitorcn e ardhshme.*
3. E lajmëroj dike prerazi se do të merren masa po ta përsëritë të njëjtin gabim; i bëj dikujt një paralajmërim. *E paralajmëruan se do t'i thyenin notën në sjellje. E paralajmëruan për të fundit here.*
PARALAJMËRUES,~E *mb.* 1. Që shërben për t'i njoftuar dikujt diçka me kohë që t'i dale përpara; që e lajmëron dike më parë për diçka që i kanoset. *Shenjë paralajmëruese. Fjalë paralajmëruese. Ko-manda paralajmëruese* komandë që tërheq vëmendjen për të qenë i gatshëm ose që tregon se çfarë duhet zbatuar me pas.
2. Që shërben si shenjë se së shpejti do të ndodhë a do të bëhet diçka, që tregon se diçka është afër. *Shkëndija paralajmëruese. Shenja paralajmëruese.*
3. Që bëhet për t'i tërhequr vëmendjen dikujt se do të merren masa po ta përsëritë të njëjtin gabim. *Vërejtje paralajmëruese.*
*4. si em.* —', —1 *m. sh.* ~, ~IT. Paralajmëtar. *Paralajmëruesi i furtunës.*
PARALAJMËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai
që me punën a me veprimtarinë e tij bën hapat e para në një fushë të pashkelur ose bëhet zëdhënës i së ardh-mes. *Paralajmëtarët e lirisë. Paralajmëtarët e Rilin-djes.*
2. Dikush a diçka që shërben si tregues se së shpejti do të ndodhë një ngjarje, do të shfaqet një dukuri etj., shenjë paralajmëruese. *Paralajmëtari i pranverës. Paralajmëtari i furtunës.*
PARALAJMËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PARALAJMËTAR,~I. *Paralajmëtarja e pranverës. Paralajmëtarja e lirisë.*
PARALEL,~I m. *sh.* ~E, ~ET *gjeogr.* Secili nga rrathët e përfytyruar të lëmshit të Tokës, që shkoj-në paralel me ekuatorin në të dy anët e tij deri te polet dhe që shërbejnë për të përeaktuar gjerësinë gjeogra-fike. *Paralelet dhe mesditësit. Në paralelin pesëdhjetë. Haitian (kapërcyen) paralelin. Shqipëria është ndërmjet paraleleve 39 grade e 38 minuta edhe 42 grade e 39 minula të gjerësisë veriore.*
PARALEL,~E *mb.* I. *gjeom.* Që ndodhet në të njëjtin rrafsh e ballë për ballë me një tjetër, duke i pasur të gjitha pikat të baraslarguara prej tij dhe që nuk takohet më të sado të zgjatet më tej. *Drejtëza (vija) paralele. Plane paralele. Brinjë (faqe) paralele.*
2. Që ndodhet a që zgjatet krahas një tjetri pak a shumë në po atë drejtim dhe me po atë largësi ndërmjet. *Rrugë paralele. Radhë paralele. Shtylla paralele.*
3. Që zhvillohet a që bëhet në të njëjtën kohë me një tjetër, që bëhet krahas me një tjetër a një-kohësisht me të; që është i ngjashëm a që përputhet me një tjetër. *Punë paralele. Mbledhje paralele. Stu-dime paralele. Mendime paralele.*
4. Që bën të njëjtën punë a veprimtari me një tjetër. *Klasë paralele. Linja prodhimi paralele.*
5. Që bëhet ndërmjet njerëzve, të cilët janë të së njëjtës shkallë a detyrë. *Kritikë paralele. Kontroll paralel.*
6. si *ndajf.* Paralelisht. *Punojnë paralel. I bën dy punë paralel. Ecin (shkojnë) paralel.*• L i d h j e paralele (në s e r i ) *elektr. shih te* LIDHJE,~A 12.
PARALELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeom.* Vijë a drejtëz par-iiele me një tjetër. *Heq (vizatoj) një paralele.*
2. Klasë paralele në një shkollë. *Paralelja A. Nxë-nësit e të dyja paraleleve.*
3L *vet. sh. sport.* Vegël gjimnastikore me dy drunj paralele të mbështetur mbi katër këmbë, ku bëhen ushtrime duke përdorur kryesisht forcën e krahëve. *Paralele të shkallëzuara. Ushtrime në paralele.*
*4> fig. libr.* Ngjarje a dukuri e ngjashme me një tjetër, që mund të shërbejë për krahasim. *Paralele historike. I gjeti një paralele.*
PARALELEPIPED,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjeom.* Trap gjeometrik me gjashtë faqe dy nga dy paralele, baza e të cilit është katërkëndësh kënddrejtë ose një paralelogram. *Vëllimi i paralelepipedit. Faqet e para-lelepipedit.*
PARALELISHT *ndajf.* 1. Në një vijë a në një drejtim paralel me një tjetër. *Shkon paralelisht me bregun.*
*2.fig.* Krahas e njëkohësisht me një tjetër; në të njëjtën shkallë, sasi, mënyrëetj. me një tjetër; në më-nyrë

paralele. *Paralelisht me punën (me prodhimin, me cilësinë). Punojnëparalelisht. Ecin (rriten, zhvillohen) paralelisht. I bëni paralelisht.*

PARALELfZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT~T~ 1. *vet. nj. gjeom.* Të qenët e dy a me shumë vijave ose rrafsheve paralel ndërmjet tyre.

2. Zhvillimi i dy a me shumë dukurive, veprimeve etj. të ngjashme në të njëjtin drejtim; ngjashmëri a përputhje ndërmjet dy gjërave të së njëjtës natyrë. *Paralelizëm historik. Paralelizma në zakonet (në vesh-jet).*

3. Përputhje gati e plotë ndërmjet dukurive, pu-nëve etj. që bëhen në të njëjtën kohë e që përsëritin njëra-tjetrën pa nevojë; përsëritje e panevojshme. *Paralelizëm i kotë. Paralelizma në punë (në prodhim). Ka paralelizëm. Shmangin paralelizmat.*

*4. let.* Krahasim i zgjeruar ndërmjet dy a me shumë sendesh, dukurish etj. me anë ndërtimesh sintaksore të ngjashme, që vihen njëri pas tjetrit. *Paralelizëm i figurshëm.*

PARALELOGRAM, ~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeom.* Katërkëndësh që i ka brinjët e përkundërta dy nga dy paralele e të barabarta. *Sipërfaqja e paralelogramit. Brinjët e paralelogramit. Bëj një paralelogram.*

PARALETRAR,~E *mb. gjuh.* 1. Që ka të bëjë me kohën para se të shkruhej një gjuhë, që i përket kësaj kohe, i kësaj kohe. *Periudha paraletrare.*

*2.* Që ka të bëjë me periudhën para formimit të gjuhës letrare të një populli, që i përket kësaj periu-dhe, i kësaj periudhe.

PARALINDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* I paralin-duri. *Detyrimet ndaj paralindësve.*

PARALINDJE,~A . 1. Koha disa muaj para se gruaja shtatzënë të lindë fëmijën. *Periudha e para-lindjes.I Leja e paralindjes.*

*2.* Dhomë e posaçme në shtëpinë e lindjes, ku gruaja shtatzënë mbahet para lindjes dhe i bëhen të gjitha shërbimet a mjekimet e nevojshme. *Mamia e para-lindjes. Mjeku i paralindjes. U shtrua në paralindje-*

PARALINDUR (i,e) *mb.* 1. Që ka lindur më parë se një tjetër ose se të tjerët; që është prind, gjysh a gjyshe (në krahasim me bijtë a bijat, nipërit e mbesar); *kund.* i paslindur.

2. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Të para-lindurit dhe të paslindur it.*

PARALITIK,~E *mb. 1. mjek.* Që ka të bëjë me paralizën, i paralizës. *Shfaqje paralitike e sëmundjes.*

2. *mjek.* Që është i sëmurë nga paraliza. *Plak pa-ralitik.*

3- *fiS-* Që ka ngecur në vend, i amullt. *Gjendje paralitike. Jetë paralitike.*

*4. si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë; ~ËT *mjek.* Ai që është goditur nga paraliza, ai që është paralizuar pjesërisht a tërësisht. *Paralitikët kanë nevojë për shumë shërbime.*

PARALIZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *mjek.* Humbje e plotë ose e pjesshme e aftësisë së një gjymtyre a të një organi për të lëvizur, për të vepruar e për të ndier, e cila shkaktohet nga një sëmundje që godet si stem in nervor. *Paralizë e krahut (e këmbës, e faqes). Ka para-lizë. E zuri paraliza.*

*2. fig.* Ndërprerje e veprimtarisë së gjallë dhe e zhvillimit në një fushë; humbja nga dikush e aftësisë për të punuar a për të menduar me gjallërinë e za-konshme; mpirje. *Paralizë e plotë. Paralizë mendore. Paralizë ekonomike (politike). Është në paralizë.*

PARALIZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve. PARALIZOJ, PARALIZOHEM. *Paralizimi i muskujve. Paralizimi* 1 *krahut (i këmbës, i trupit). Paralizimi i ekonomisë (ijetës së vendit).*

*2. mjek.* Paralizë.

PARALIZOHEM *vetM. 1. mjek.* Humbas aftësinë për të lëvizur gjymtyrët a një pjesë të trupit; *vet. veta HI* e zë paraliza një gjymtyre a një organ, ngrin. *lu paralizua krahu (këmba). I është paralizuar gjysma e trupit.*

*2. vet. veta III fig.* Ndërpret veprimtarinë e gjallë e zhvillimin, ngec në vend. *U paralizua puna. V paralizua ekonomia. U paralizua jeta e vendit.*

*3. fig.* Humbas mundësinë të veproj lirisht, mbër-thehem keq. *U paralizuan krejt.*

*4. Pës. e* PARALIZOJ.

PARALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *zakon. veta III mjek.* Bën që të humbasë aftësinë për të lëvizur dhe ndjeshmërinë ndaj ngacmuesve të jashtëm, ia mbërthen në vend një organ a një pjesë të trupit; i shkakton paralizë. *paralizoi krahun (këmbën).*

2. *vet. veta III fig.* Ia ndërpret veprimtarinë e gjallë, zhvillimin e përparimin në një fushë, e ndal në vend, e bën të ngecë. *E paralizoi ekonominë (industrinë). Paralizoi qarkullimin (lëvizjen, tregtinë). Greva paralizoi qytetin.*

3. *fig.* I heq mundësinë të veprojë lirisht, e mbërthej në vend. *Eparalizuan armikun. I kishte paralizuar frika.*

PARALIZUAR (i,e) *mb.* 1. *mjek.* Që ka humbur aftësinë për të lëvizur dhe ndjeshmërinë ndaj ngacmuesve, që është paralizuar. *Dorë (këmbë) e paralizuar. Krah i paralizuar. Me trup të paralizuar.*

*2. fig.* Që ka ndërprerë veprimtarinë e gjallë, zhvi-llimin a përparimin; që ka ngecur në vend. *Ekonomi (industri) e paralizuar.*

3. *fig.* Që nuk është në gjendje të veprojë lirisht, i mbërthyer, i gozhduar. *Mbeti i paralizuar gjithë ditën.*

PARALIZUES,~E *mb.* 1. *mjek.* Që shkakton pa-ralizë.

2. *fig.* Që sjell ndërprerjen e veprimtarisë së gjallë e të zhvillimit ctj.; që nuk të lë të veprosh lirisht, që të mbërthen në vend. *Veprime paralizuese.*

PARALUFTË,~A . Periudha para luftës së fundit që ka pasur një vend e sidomos para Luftës së parë ose të Dytë Botërore; periudha para Luftës Nacional-çlirimtare të popullit shqiptar. *Në krahasim me para-luftën. Ka mbetur nga paralufta. Vitet e paraluftës.*

PARALLOGARIT *kal,* ~A, ~UR. 1. E llogarit diçka që me pare; bëj një llogari paraprake. *Para-llogarit shpenzimet.*

2. *fig.* E mendoj a e mat që me pare; parashikoj. *kishin parallogaritur pasojat.*

PARALLOGARITUR (i,e) *mb.* 1. Që është llo^ garitur që më parë sa do lë jetë. *Fitime lë paralloga-rilura.*

2. *fig.* Që është menduar mirë që me pare; i para-shikuar. *Pasoja të parallogaritura.*

PARAMANË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjilpërë e përthyer si karficë, që përdoret për të kapur dy an8 të një petku a për të mbërthyer një rrobë etj. *Kap (mbërthej, zë) me paramanë.*

2. Karficë që vënë grate në kokë për të mbajtur flokët. *Zë flokët me paramanë.*

PARAMARKSIST,~E *mb.* Që ka qenë a është krijuar para lindjes së marksizmit, që i përket peri udhës para

marksizmit. *Socializmi paramarksist. Filozofia paramarksiste. Teoritë materialiste paramark-siste. Ekonomia politike paramarksiste.*

PARAMBROHEM *vetv.* 1. Marr masat e nevoj-shme që me përpara për t'u mbrojtur nga një rrezik, nga një sëmundje a nga një e keqe tjetër. *Masat për t'u parambrojtur nga gripi.*

*2. Pës. e* PARAMBROJ.

PARAMBROJ *kal.,* ~TA, ~TUR. Marr masat e nevojshme që me përpara për ta mbrojtur dike a diçka nga një rrezik, nga një sëmundje etj. *E para-mbron nga sëmundjet. Punime për ta parambrojtur nga shembjet (nga shkarjet).*

PARAMBROJTËS,~E *mb.* Që bëhet ose që me-rcet me përpara për ta mbrojtur dike a diçka nga një rrezik, nga një sëmundje etj. *Mjekim parambrojtës. Masa parambrojtëse.*

PARAMBROJTJE,~A . Veprimi sipas kupti-meve të foljeve PARAMBROJ, PARAMBROHEM.
*Parambrojtja e organizmit. Parambrojtja nga zjarri.*

PARAMENDlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Mendim i formuar që më parë për dike a për diçka, sipas të cilit veprojmë (zakonisht në dëm të të tjerëve); qën-vlrim me anësi, i përpunuar që më parë me ndërgjegje dhe jo i vetvetishëm e i çastit. *Krim (vrasje) me (pa) paramendim. drejt. E bëri (e kreu) me paramendim. Foli me paramendim për të.*

PARAMENDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Rrah mirë e mirë në mendje diçka para se të flas; e mendoj
me kujdes e me hollësi që më parë një veprim, duke parashikuar pak a shumë edhe përfundimin e pasojat, parashikoj. *E paramendoi përfundimin e di ç -k aj e. E kishte paramenduar që ashtu do të ndodhte.*

*2.* E përgatit mirë me mend e më të gjitha hollësitë diçka të keqe kundër një tjetri. *E kishte paramenduar Vrasjen.*

3. Përfytyroj. *E paramendonle njeri shumë gazmor.*

PARAMENDUAR (i,e) *mb.* Që është menduar dhe shoshitur mirë që me përpara; që është bërë me paramendim. *Veprime të paramenduar a. Plan i paramenduar. Vrasje e paramenduar. drejt.*

PARAMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. *mat.* Madhësi që ruan vlerën e saj të pandryshueshme ve-tëm në kushtet e një detyre a të një problemi të dhë-në. *Parametri i ekuacionit. Parametri i elipsit.*

*2. tek., fiz.* Tregues i njërës prej vetive a karak-teristikave themelore të një serdi, të një makine, të një sistemi a të një dukurie, të cilat përcaktojnë na-tyrën, gjendjen, regjimin e punës etj. *Parameter teknik (fizik). Ruajtja e parametrave. Përcakton (zbaton, kontrollon) parametrat.*

PARAMJEKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mjek.* Mje-kimi i parë që bëhet përpara se të përdoren barnat e mënyrat e tjera kryesore. *U përdor si paramjekim.*

PARAMONOPOLIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me periudhën para krijimit të monopoleve kapitaliste, që i përket kësaj periudhe. *Periudha paramonopoliste. Kapitalizmi paramonopolist* faza më e ulët e kapitaliz-mit, në të cilën nuk janë krijuar ende raonopolet.

PARANDALlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARANDALOJ, PARA-NDALOHET. *Parandalimi i sëmundjes. Parandalimi i gabimeve.*

2. *mjek.* Tërësia e masave që merren më parë për të ndaluar shfaqjen a zhvillimin e mëtejshëm të së-mundjeve; profilaksi.

PARANDALOHET. *Pës. e* PARANDALOJ.

PARANDALOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Marr masa që më parë për të ndaluar diçka të keqe që të shfaqet a të zhvillohet më tej. *Masa për të parandaluar një sëmundje. Puna për të parandaluar dëmet (krimet, aksidentet).*

PARANDALUES,~E *mb.* Që shërben për të parandaluar shfaqjen ose zhvillimin e mëtejshëm të diçkajeië keqe. *Masa (mjete) parandaluese.*

PARANDEJ *ndajf. krahin.* Me përpara, me pare. *Parandej takoheshin me shpesh.*

PARANDERË (i,e) *mb. tek.* Që i ka brenda shufrat prej hekuri të tendosura për të qenë me i qëndrueshëm (për pjesët prej betoni). *Pjesë të parandera.*

PARANDERJE,~A . *tek.* Tendosje paraprake që u bëhet shufrave prej hekuri brenda një pjese prej betoni për ta bërë më të qëndrueshme. *Shtylla me pa-randerje.*

PARA'NDlEJ *kal.,* ~NDJEVA, ~NDIER. E
ndiej që më parë se do të ndodhë a se do të vijë diçka, Jam një parandjenjë. *E parandjeu rreiikun (fatkeqë-sinë). E parandjenin ':rizën.*

PARANDJENJ;Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndjenjë e turbullt që ka njeriu që më parë se do të ndodhë a dotë vijë diçka. *Parandjenjë e mirë (e keqe, e hidhur). Parandjenjë e papercaktuar. Kishte një parandjenjë.*

PARANIK,~U i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj për-parëseje prej leshi, zakonisht e zezë. *Paranik me thekë, Vuri paranikun.*

PARANIK,~U ii TO. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Fëmija i pare, i parëlinduri. *Paranikun e kishin djalë. 2, vet. sh.* Të parët, stërgjy,shërit.

PARANTEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Secila nga kllapat e vogla që përdoren për të futur brenda një fraze disa fjalë a fjalI që nuk lidhen drejtpërdrejt me ndërtimin e saj sintaksor, por që e sqarojnë a e plotësojnë mendimin ose sqarojnë përmbajtjen e ndonjë gjymtyre të fjalisë. *Hap (mbyll) parantezat. E mbyll (e vë) një fjalë në parantezë.*

2. Fjalët ose fjalitë e tilla që futen në kllapa ose thuhen si diçka e ndërmjetme a anësore, jo e lidhur drejtpërdrejt me fillin themelor të shtjellimit të men-dimit. *Bëri (çeli, hapi) një parantezë. libr. E tha në parantezë* e tha ndërmjet të tjerash, jo si diçka kryesore.

PARANJOFTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Njoftim paraprak që i jepet dikujt para një njoftimi zyrtar a përfundimtar. *Sipas paranjoftimit. In be paranjoftimi. Mori paranjoftimin.*

PARAPAGESË,~A *sh.* ~A, ~AT. Shumë të hollash që paguhen për një send a mall para se të me-rret në dorë ose për një punë para se të jetë bërë. *dha parapagesë.*

PARAPAGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARAPAGUAJ, PARAPA-GUHET. *Parapagimi i rrogës. Parapagimi i qirasë. Vetëshërbim me parapagim.*

21 Parapagesë.

PARAPAGUAJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E paguaj që më parë diçka p. dike, jap parapagesën; *la para-paguan rrogën. Parapagoi qiranë. E parapagoi për punën që i bëri.*

PARAPAGUAR (i,e) *mb.* Që është paguar që me pare, që është parapaguar. *Shuma e parapaguar. Të holla! e parapaguara. Mall i parapaguar.*

PARAPAGUHEM. *Pës. e* PARAPAGUAJ.

PARAPARA,~T (të) .. *vet. sh. fin.* Shpenzimet e parashikuara në buxhet.
PjARAPARË (i,e) *mb.* I parashikuar. *Detyra të pa-rapara. Sasia e paraparë.*
PARAPËT,QEHEM. *Pës. e* PARAPËLQEJ. *Pa-rapëlqehet nga shumica.*
PARAPËLQEJ *kal,* ~EVA, ~YER. 1. E quaj dike a diçka më të mirë, më të përshtatshëm etj. ndërmjet të tjerëve a të tjerave; e pëlqej, e kam qejf me shumë se dike a diçka tjetër. *Parapëlqen njerëzit e thjeshtë. Parapëlqen gjellët pa mish. Parapëlqeu mendimin e dytë.*
2. *vet. veta III.* Rritet me mirë në disa kush?e, u për-shtatet me mirë këtyre kushteve për t'u zhvilluar (krye-sisht për bimët). *Patatja parapëlqen tokat e shkrifëta.*
PARAPËLQIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Prirja që kemi ndaj dikujt a diçkaje, që na pëlqen me shumë se të tjerët a të tjerat. *Sipas parapëlqimit të secilit.*
2.j Mendimi paraprak që jep dikush se e pranon
dike a diçka, miratim, pëlqim paraprak. *Me para-pëlqimin e dy palëve. Dha parapëlqimin e vet.*
PARAPËRCAKTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARAPËRCAKTOJ, PA-RAPËRCAKTOHET. *Parapërcaktimi i përfundimit.*
PARAPËRC JCTOHET. *Pës. e* PARAPËRCAJCTOJ.
PARAPËRCAKTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. t. E
përcaktoj diçka që më parë nga disa të dhëna, nga ti-paret dalluese etj.; paracaktoj. *Parapërcaktoj moshën. 2. vet. veta HI.* Përcakton që më parë rrugën e zhvi-llimit të mëtejshëm të diçka je. *Lufta revolucionare pa~ rapërcakton shembjen e imperializmit.*
PARAPËRGATIT*'* *kal.,* ~A, ~UR. 1. E përgatit që më parë diçka që ta përdor për një punë. *Parapër-gatit veglat e punës. Parapëigatit lëndën (materialet).*
*2.* E përgatit që më parë dike për të qenë në gjendje ta bëjë me mirë e me lehtë diçka. *Parapërgatit fëmijën për në shkollë. E parapërgatiti skuadrën për ndeshje.*
3. E përgatit që më parë dike për diçka të rënde a të papritur, që të mos tronditet.
PARAPËRGATITEM *vetv.* 1. Bëj gati që më parë veglat, mjetet e sendet e tjera të nevojshme për një punë, pajisem me to; bëj me kohë të gjitha përgatitjet në rast se vjen dikush a ndodh diçka, i dal përpara. *Parapërgatiten për fushatën e korrjeve. Ishte para-përgatitur për punë (për rrugë). Ishin të parapërgatitur për çdo rast.*
*2.* Përgatitem që më parë për ta bërë me mirë e me lehtë diçka. *Parapërgatiten për ndeshje (për gara). Parapërgatiten për provimet.*
3. *Pës. e* PARAPËRGATIT.
PARAPËRGATITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARAPËRGATIT, PARAPËRGATITEM. *Parapërgatitja e vendit të punës. Parapërgatitja për ndeshje (për gara). Reparti
i parapërgatitjes.*
*2. kryes. sh.* Përgatitjet paraprake që bëhen para se të fillojë një punë, ma sat që merren për të qenë i gatshëm për diçka. *Parapërgatitje të gjithanshme.*
PARAPËRGATITOR,~E *mb.* Që bëhet disa kohë më parë se të fillojë një punë a një veprimtari, paraprak; që lidhet me këtë kohë. *Punë parapërgatitore. Masa pcfapërgatitore. Punime parapërgatitore. Faza parapërgatitore.*
PARAPËRGATITUR (i,e) *mb.* Që është përgatitur që më parë për diçka, që është parapërgatitur. *Ishin të parapërgatitur për mbjelljet. I gjeti të parapërgatitur.*
FARAPLEQËRI,~A . Mosha në prag të ple-qërisë; gjendja e njeriut në kstë moshë. *Shenja para-pleqërie. Afroi parapleqëria.*
PARAPLËNDËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT *anat.* Pjesë e aparatit tretës te kafshët ripërtypëse, që ndodhet para mullëzës dhe ku ushqimi përpunohet pjesërisht. *Sëmundjet e paraplëndësit.*
PARAPRAK,~E *mb.* 1. Që bëhet me kohë për të qenë i gatshëm për një punë a për t'i dale përpara diçkaje, por zakonisht nuk bëhet në mënyrë të the-lluar; që është i nevojshëm për diçka të mëpastajme; përgatitor, parapërgatitor. *Përgatitje (punë) paraprake. Masa paraprake. Paralajmërim paraprak. Kusht paraprak.*2. Që bëhet përpara diçkaje tjetër kryesore për të hetuar kushtet, rrethanat, gjendjen, prirjet etj., që bëhet si hap i parë për të arritur një qëllim dhe që duhet thelluar më tej. *Bisedë paraprake. Hetim pa-raprak. Studim paraprak.*
3. Që nuk ka marrë ende trajtën përfundtmtare, që mund të ndryshohet a të lëvizë sipas rrethanave të mëvonshme; që nuk është përfundimtar, fillestar. *Të dhëna paraprake, Marrëveshje paraprake. Nga një vlerësim paraprak.*
PARAPRAKISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë paraprake, që me pare; që me kohë. *Kontrollohet (studiohet, per-caktohet) paraprakisht. Përpunohet paraprakisht.*
PARAPRES *kal.,* ~ITA, ~ITUR. Përcaktoj ven-din ose pikën ku do të arrijë dikush a diçka që lëviz për ta ndaluar ose për ta goditur aty; i dal përpara. *Paraprel shenjën. usht.*
PARAPRIHEM. *Pës. e* PARAPRIJ.
PARAPRIJ *kal. Uhejokal.,* ~VA, ~RË. 1. I tre-goj rrugën duke ecur përpara, i prij përpara një vargu njerëzish, makinash etj., udhëheq. *V paraprinle një fshatar që e njihte mirë vendin.*
*2. vet. veta III.* Vjen përpara diçkaje tjetër në kohë. *Fushatën e paraprinë përgatitje të gjithanshme. Letërsia që i paraprin asaj të Rilindjes.*
3. *vet. veta HI.* Gjendet përpara diçkaje tjetër në radhë, vjen me pare. *Veprën e paraprin një hyrje e gjerë tear ike.*
4. *fig.* Jam në krye të një pune, të një veprimtarie, të një gare, *'ë* një parakalimi etj., eci në ballë të të gjithë të tjerëve, udhëheq. *Paraprin brigada e shkrirësve të çelikut. Paraprin skuadra "Partizani".*
5. *vet. veta III fig.* Është me përpara dhe i tregon rrugën diçkaje tjetër, ecëti me përpara si udhërrëfyes. *Shkenca duhet t'i paraprijë prodhimit.*
PARAPRIJËS,~E *mb.* Që është drejtpërdrejt përpara një tjetri në një renditje ose në një radhë. *Fjalia paraprijëse. gjuh. Emri paraprijës.*
PARAPRITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gardh, ledh a pengesë tjetër që ngrihet për të ndalur vërshi-min e ujërave, rrëzimin e dherave ose kalimin e diçkaje tjetër. *Paraprita në përrenj (në gryka). Ngre paraprita.*
2. *usht.* Parapritje. *Bëj parapritën.*
PARAPRITËS,~E *mb. usht.* Që shërben për t'i dale përpara e për ta penguar diçka që lëviz. *Zjarr parapritës.*
Pikë parapritëse pike e përcaktuar me anë të llogaritjeve, në të cilën predha mund ta godasë një shenjë që lëviz.
PARAPRITJE,~A . *usht.* Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimit të foljes PARAPRES. *Parapritje anësore.*

*Madhësia e parapritjes. Qitje me parapritje. I bëri parapritjen.*
PARAPROVIM,~I *m. sh.* —E, ~ET. Kontrolli i dijeve me vlerësim të përgjithshëm (fiton ose nuk fiton), që i bëhet një studenti në mbarim të leksio-neve për një lëndë a të një kursi praktik para se të hyjë në provimet e lëndëve të tjera. *Paraprovimi i Vizatimit teknik. Dha paraprovimin. E kanë paraprovim.*
PARAPRURËS,~E *mb. tek.* Që shërben për të
shtyrë përpara një vegël a një pjesë të një arme ose të një mekanizmi. *Teli sustë paraprurës.*
PARAQES *kal,* ~ITA, ~ITUR. Paraqit.
PARAQIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. Nxjerr dhe i tregoj dikujt një shkresë, një dokument etj. për t'i dësh-muar se e kam në rreguli, se me takon një e drejtë etj.; e sjell diçka si dëshmi, e jap si prove. *I paraqiti letërnjoftimin (vërtetimin). Paraqitni bile tat! Paraqiti librezën (dëftesën). Paraqiti dëshmi (prova, argumen-te). Paraqiti si arsye...*
*2.* I ve përpara a i jap dikujt diçka për ta pare, për ta shqyrtuar, për të dhënë një mendim për të etj.; ia bëj të njohur për ta plotësuar a për ta zgjidhur; parashtroj. *paraqiti një lutje (një kërkesë). Paraqiti ruportin. Paraqiti planin (projektligjin). Ia paraqiti për nënshkrim (për miratim). la paraqiti çështjen gjy-qit. Paraqiti dorëheqjen. I paraqit forcën dikujt* i bëj të njohur një eprori numrin e ushtarëve ose të njerëzve të tjerë të rreshtuar për të filluar stërvitjen, ushtrimet, parakalimin etj.
3. *libr.* I shpreh dikujt një ndjenjë ose i tregoj qëndrimin tim. *I paraqiti dashurinë, I paraqiti nderimet (falënderimet). I paraqit ngushëllimet e mia.*
4. Ua tregoj për ta parë të pranishmëve, vizitorëve, shikuesve etj. një vepër, një prodhim, një shfaqje etj.; u bëj të njohura me pak fjalë disa të dhëna për një vepër a për një program; tregoj. *Paraqiti një film të ri. Paraqitën prodhimet e reja. Paraqiti programin. U paraqiti lexuesve një libër.*
5. Përshkruaj me gojë a me shkrim dike a diçka, e tregoj si është; shtjelloj; e jap diçka nëpërmjet një vepre artistike. *E paraqiti hollësisht (me pak fjalë). E ka paraqitur drejt (bukur). Kështu na e paraqiti gjendjen. E ka paraqitur Skënderbeun mbi kale. Varet si ta paraqitësh çështjen.*
6. Bëj të njohur dike me një tjetër të pranishëm a me një rreth shoqëror, duke thënë emrin e tij, pro-fesionin, detyrën etj.; e njoh dike me një tjetër për here të pare. *Ia paraqiti i vëllai. E paraqit Veten per...* hiqet, e mban veten per...
7. E propozoj dike si kandidat për një punë, për t'u zgjedhur në një organ etj.; bëj një propozim. *Paraqiiën kandidatët për deputetë. Paraqiti kandi-daturën e tij.*
8. *vet. veta III.* Ka, nxjerr, përmban. *Paraqit vësh-tirësi Ipengesa). Nuk paraqit rrezik.*
PARAQITEM *vetv.* 1. Shkoj te dikush që me ka kërkuar për një punë zyrtare; vete në vendin e punës a diku tjetër ku duhet të jem në një kohë të caktuar; shkoj diku për të marrë pjesë a për të qenë i pranishëm në kohën e duhur. *Paraqitu nesër! U paraqitën në provim. Paraqituni në punë (në detyrë). Nuk u paraqit fare në gjyq. U paraqitën në konkurs (në festival), Sipas urdhrit tuaj, paraqitem! usht. U paraqit brenda afatit.*
*2.* I them një tjetri emrin dhe kush jam. *Me le-joni t'ju paraqitem!*
3. *vet. veta III.* Është, duket a shfaqet në një gjen-dje, pamje ose mënyrë të caktuar. *Paraqitet në këtë trajtë. Prodhimi paraqitet i mbarë. Gjendja paraqitet kështu. Çështja paraqitet e vështirë. Sëmundja nuk paraqitej e rrezikshme.*
4. E tregoj veten në një mënyrë të caktuar; dal; jam në një gjendje të caktUar; e heq veten për dike.*Paraqitej keq (prapa). U paraqitën mirë në protime. Na u paraqit si mjek. E paraqit veten për të ditur.*
5. *vet. vela III.* Vjen a shfaqet, del përpara (një rast etj.). *Kur të paraqitet nevoja. Me që u paraqit rasti ( mundësia).*
6. *Pës. e* PARAQIT.
PARAQITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që paraqit një shkresë, një dokument etj. *Paraqitësi i lutjes (i kërkesës). I jepet (i dorëzohet) paraqitësit.*
2. Ai që paraqit programin në një shfaqje (në es-tradë, në koncert etj.). *Paraqitësi i programit.*
PARAQITËS,~E *mb.* Që jep me pak fjalë e në mënyrë përshkruese, pa analizë kritike, përmbajtjen e një vepre, të një programi artistik etj. *Artikull parasites.*
PARAQITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARAQIT, PARAQI-
TEM. *Paraqitja e dokumenteie. Paraqitja në punë (në detyrë). Paraqitja e heroit në pikturë. Paraqitja e forces, usht. Paraqitja tek eprori dhe largimi prej tiji usht. Paraqitja e lëndës së re. Bëjparaqitjen* paraqit.
2. Ana e jashtme, pamja e dikujt a e diçkaje; pamje tërheqëse. *Paraqitja e jashtme. Ka paraqitje. S'është gjë ngd paraqitja.*
3. Mënyra se si paraqitet diçka; përshkrim za-l:onisht i shkurtër i diçkaje. *Bëri (dha) një paraqitje të bukur (të mirë).*
PARAQITSHËM, (i) ~ME (e) *mb.* I hijshëm nga pamja e jashtme, me pamje tërheqëse; i pashëm. *Burrë i paraqitshëm.*
PARAREND *jokal,* ~I, ~UR. Vjen me përpara në kohë dhe përgatit rrugën, fillimin e zhvillimin e diçkaje të re; paraprin. *Kjo letërsi i pararend letërsisë së realizmit socialist.*
PARARENDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që me
punën e veprimtarinë e tij përgatit rrugën e zhvillimin në një fushë të caktuar të jetës shoqërore shkencore ctj.; paraardhësi i një rryme të mendimit a i një lë-vizjeje politike, kulturore etj. *Pararendësit e Rilindjes sonë Kombëtare. Veprat e pararendësve.*
*2.* Ai që vjen para një tjetri, paraardhës; *kund.* pasardhës. *Në gjurmët e pararendësve.*
PARARENDËS,~E *mb* 1. Paraardhës. *Letërsia pararendëse. Kulturat bujqësore pararendëse. Periudha pararendëse.*
*2.* Që me punën e veprimtarinë e tij ka përgatitur rrugën e zhvillimin në një fushë të jetës shoqërore, shkencore etj., të një rryme të mendimit a të një lë-vizjeje politike, kulturore etj. *Filozofët pararendës.*
PARAREVOLUCION,~I *m.* Periudha para re-volucionit në një vend; periudha para Luftës Nacional-;lirimtare në Shqipëri. *Shqipëria e pararevolucionit. Rusia e pararevolucionit. Franca e pararevolucionit. Periudha e pararevolucionit. Në krahasim me parare-volucionin.*

PARAROJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *usht.* Re-part a nënrepart ushtarak që nxirret në një largësi ië caktuar përpara forcave kryesore në lëvizje dhe që ka për detyrë t'i ruajë këto nga goditjet e befasish-me të armikut, të sulmojë armikun që takon dhe t'u sigurojë forcave kryesore kushte të përshtatshme per
luftim. *Pararoja anësore. Forcat e pararojës. Nxjerr pararojën.*
2. *fig.* Pjesa më e përparuar (nga botëkuptimi dhe organizimi) e një grupi shoqëror a e një klase, që qëndron në ballë të luftës ose të veprimtarisë së saj. *Portia është pararoja e klasës punëtore.*
3. *fig.* Pjesa e punonjësye që kanë arritjet më të mira në prodhim a në një fushë të veprimtarisë dhe që me shembullin e tyre u prijnë të tjerëve; vendi që zë kjo pjesë, krye, ballë. *Punëtore (njerëz) të pararojës. Është (qëndron) në pararojë.*
4. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Punëtor pararojë. Luftëtar pararojë. Report (kolektiv, ndërmarrje) pararojë. Rol pararojë.*
PARASKENË,~>A . *sh.* ~A, ~-AT. 1. Pjesa e skenës së teatrit që ndodhet para perdes. *U ngjitën (dolën) në paraskenë. Foli nga paraskena.*
2. *fig. libr.* Pjesa ku zhvillohet në mënyrën më të gjallë a më të dukshme një veprimtari, plani i pare. *Paraskena politike. Është në paraskenë. E nxori në paraskenë.*
PARASOCIALlST,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me rendet ekonomiko-shoqërore para socializmit, që u përket këtyre rendeve; që lidhet me fillimet e lindjes së marrëdhënieve shoqërore socialiste. *Rendet para-socialiste. Sisteme shoqërore parasocialiste.*
2. Që nuk ka ende natyrë të plotë socialiste. *Ma-rrëdhënie parasocialiste.*
PARASTËRVlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Stër-vitje paraprake për t'u bërë i aftë për një punë, ush-trim. *Parastërvitje për Vizatim.*
PARASTOMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *anat.* Pa-raplëndës.
PARASTUDlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARASTUDIOJ, PARA-STUD1OHET.
PARASTUDIOHET. *Pës. e* PARASTUDIOJ.
PARASTUDIOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Studioj në mënyrë paraprake një çështje etj., bëj vëzhgime paraprake.
PARASYSH *ndajf.* Në mend; në qendër të vë-mendjes. *E ka parasysh lutjen (kërkesën). E mban parasysh.*
• Nuk e marr parasysh *diçka* edhe *poh.* a) nuk
0 fut në Ilogari, nuk e numëroj; nuk pyes, nuk e për-fill, nuk dua t'ia di për diçka; b) nuk e përmbush, nuk e plotësoj (një dëshirë, një kërkesë etj.), e hedh po-shtë.
PARASHlHET. *Pës. e* PARASHOH.
PARASHIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARASHIKOJ, PARA-SHIKOHET. *Parashikimi i shpenzimeve. Parashikimi*
*1 dëmeve (i pasojave). Parashikimi i kohës (i motit).*
*2.* Mendimi që shfaq dikush për diçka që mund të ndodhë në të ardhmen; ajo që dikush e merr me mend sipas disa të dhënave. *Parashikimet shkencore. Parashikime me afat të gjatë. Sipas parashikimeve të tij... I kaloi (i kapërceu) parashikimet.*
3. *kryes. sh.* Gjërat, sendet a shifrat që janë para-shikuar. *Parashikimet buxhetore.*PARASHIK0HET *pavet.* 1. Pritet të ndodhë, të bëhet a të vijë. *Parashikohet një sluhi.*
*2. Pës. e* PARASHIKOJ. *Nuk mund të parashikohet çdo gjë.*
PARASHIKOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E marr me mend që më parë se si do të jetë, do të bëhet a do të ndodhë diçka; e quaj të mundshme, pres të dale a të bëhet ashtu siç e mendoj; kam ndërmend. *Para-shikojnë të korra të mbara. Parashikoj të nisem nesër. Parashikonte një fitore të lehtë. Sa e parashikon për-fundimin e ndeshjes ?*
*2.* E përcaktoj që më parë atë që mund të ndodhë në të ardhmen ose si do të zhvillohet diçka, duke u mbështetur në disa të dhëna a në përvojën e mëpar-shme. *Parashikon kohën. Parashikoi eklipsin e diellit. Parashikuan të ardhmen.*
3. Llogarit që më parë sa duhet shpenzuar ose e caktoj diçka për një punë etj.; përcaktoj çfarë do të bëj. *Parashikoi buxhetin. Parashikon shpenzimet (lëndët, forcat). Jane parashikuar për rast lufte. Shteti kishte parashikuar të ndërlonte 5000 apartamente.*
*4.* I dal përpara diçkaje, e marr parasysh që më parë diçka dhe përgatitem për të; *vet. veta III* e për-mban, e përfshin diçka, c ka.  *ka parashikuar pasojat. E parashikon tigji (rregullorja, urdhëresa, vendimi).*
PARASHIKCAR (i,e) *mb.* 1. Që dihej me kohë se do të ndodhte a do të bëhej, që pritej se do të vinte. *Ngjarje e parashikuar.*
*2.* Që është përcaktuar që me pare; që është llo-garitur a planifikuar me pare. *Shpenzimet e parashi-kuara. Rendimenii i parashikuar. Detyrat e parashikua-ra. Afati i parashikuar.*
PARASHIKUES,~E *mb.* 1. Që ka aftësinë të pa-rashikojë diçka; që është karakteristik për një njeri të tillë; largpamës. *Njeri parashikues. Mendje para-shikuese.*
*2.* Që përgatitet me kohë për t'i dale përpara çdo të papriture, që e llogarit çdo gjë që me pare.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Parashikues i fitores (i mkshjes). Parashikuesi i kohës (i motit).*
PARASHIKGESHftM (i), ~ME (c) *mb.* 1. Që
mund të parashikohct që më parë sipas të dhënave, të mundësive etj. *Detyra të parashikueshme.* 2. I parashikuar. *Përfundim i paraskikueshëm.*
PARASHKOLLO,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Fëmij i moshës tre deri në gjashtë vjeç, i cili edukohet në kopsht. *Botime (vjersha, kingë) për parashkollorët.*
PARASHKOLLOR,~E *mb.* 1. Që përfshin fëmijët nga tre deri në gjashtë vjeç, të cilët edukohen në kopsht. *Mosha paratkkollore.*
*2.* Që merrct me edukimin e fëmijëve të moshës deri në gjashtë vjeç, zakonisht në kopsht. *Arsimi pa-rashkollor. Edukata parashkollore.*
PARASHKRIM,~I *m. drejt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARASHKRUAJ, PARASHKRU-HET. *Parashkrimi i krimit (i ndëshkimit). Koha e parashkrimit. Me one të parashkrimit.*
PARASHKRUAJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *drejt.* E bëj t-c humbasë a të fitojë një të drejtë ose shlyej një dënim për një vepër a kundërvajtje penale me kalimin e një kohe të caktuar që parashikohet nga ligji.
PARASHKRCHET *vetv.,* -A (u), ~AR *drejt.* Humbet a fitohet një e drejtë ose shlyhet një dënirn për një vepër a kundërvajtje penale me kalimin e një kohe të caktuar, që parashikohet nga ligji. *Tërheqja e depo2itës nuk parashkruhet. E drejta e pensionit nuk parashkruhet.*

PARASHOH *ka!.,* ~PASHË, ~PARË. Parashikoj. *Parashoh shpenzimet.*

PARASHTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjuh.* Ndaj-shtesë që vihet para rrënjës a temës së një fjale për të ndërtuar një fjalë të re me kuptim tjetër (në disa gjuhë edhe për të ndërtuar një trajtë tjetër të së njëj-tës fjalë). *Parashtesat e gjuhës shqipe.*

PARASHTESIM,~I *m. gjuh.* Mënyra e formimit të fjalëve të reja me anë të parashtesave. *Parashtesimi tek emrat (te ndajfoljet). Është formuar me anë të pa-rashtesimit.*

PARASHTESOR,~E *mb. gjuh.* Që është ndërtuar me anë të një parashtese; që bëhet me anë të parashtesave. *Emër parashtesor. Folje parashtesore. Pre-jardhje parashtesore. Fjalëformimi parashtesor. Mënyra parashtesore e formimit të fjalëve.*

PARASHTRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zyrt.* Paraqitje e shkurtër e një kërkese, e një çështjeje etj. për ta shqyrtuar ose për ta miratuar; përkujtesë. *Shqyrtimi i parashtresës. I bëri një parashtresë.*

*1.* Kumtim i përmbledhur i çështjeve kryesore, i mendimeve e i përfundimeve për një temë. *U dëgjua (u lexua) parashtresa.*

PARASHTRlM,~I *m. sh.* ~E, ~>ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARASHTROJ, PARA-SHTROHET. *Parashtrimi i çështjes.*

2. Parashtresë. *Parashtrim i shkurtër.*

PARASHTROJ *kal.,* -^OVA, ~UAR. 1. *zyrt.* I paraqit dikujt shkurt e në tërësi një kërkesë a një ccshtje për ta shqyrtuar, për ta miratuar etj., i bëj dikujt një parashtresë. *Parashtroi një lutje (një kërkesë).*

2. Kumtoj përpara të tjerëve përmbledhtas çësh-tjet kryesore, mendimet e kërkesat për një temë a për një detyrë. *Parashtroi mendimet (idetë, pikëpamjet). V parashtroi detyrat (masat).*

PARASHCTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mjet i bërë prej pclhure të forte, të lidhur me litarë nepër cepa, që mbahet i palosur e hapet në ajër si çadër dhe që shërben për t'u hedhur nga një aeroplan e për të rë-në ngadalë në tokë. *Parashutë mëndafshi. Parashutë oeroplani* mjet i tillë, që shërben për të ngadalësuar shpejtësinë e aeroplanit kur prek token. *U hodh (ra) me parashutë. Mbledh (pahs) parashutën.*

PARASHUTlST,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Ai që hidhet me parashutë; sportist që merret me para-shutizëm. *Shkolla e parashutistive. Ushtrimet e para-shutistëve.*

2. *usht.* Ushtar i njësive të posaçme luftarake, i stërvitur për t'u hedhur me parashutë dhe për të luf-tuar zakonisht në prapavijat e armikut. *Skuadër pa-rashutistësh. Lufta kundër parashutistëve.*

PARASHUTlST,~E *mb. usht.* Që përbehet nga parashutistë. *Skuadër parashutiste. Trupa (reparte) parashutiste.*

PARASHUTIZËM,~MI m. Njohuritë dhe mjesh-tëria për t'u hedhur me parashutë; sporti i hedhjes me parashutë. *Garat e parashutizmit. Merret me parashu-tizëm.*

PARATIFO,~JA . *mjek., veter.* Sëmundje ngji-tëse që shkaktohet nga disa bacile të ngjashme me ato tëltifos së zorrëve dhe që shfaqet me ethe, me dobësi të përgjithshme e zakonisht me heqje barku. *Para-tifoja e shpendëve (e dhenve). Vaksina e paratifos. Ka paratifo. U sëmur nga paratifoja.*

PARATHEKSOR,~E *mb. gjuh.* Që gjendet para zanores a rrokjes së theksuar (në fjalë). *Zanore paratheksore. Rrokje paratheksore. Ë-ja paratheksore.*

PARATHEM *kal,* ~THASHË, ~THËNË. 1. Them qëj më parë me përafërsi ose me përpikëri, d.uke u mbështetur në disa të dhëna ose në përvojën e më-parshme, se si do të zhvillohet a do të përfundojë diç-ka; parashikoj. *Parathem përfundimin e ndeshjes.*

*2. vjei.* Gjej dhe them që më parë se çfarë do të ndpdhë në të ardhmen, parashikoj të ardhmen; pa-racaktoj (sipas besimeve mistike fetare dhe paragjy-kimeve për fuqitë e mbinatyrshme). *Kujtonin se u parathoshte të ardhmen (fatin).*

PAR ATHENE (i,e) *mb.* 1. Që është thënë ose është shprehur më parë (për mendimet, përshtypjet etj.), për të cilin është folur pak me pare. *Mendimet e pa-rathëna. Kushtet e parathëna.*

2. *vjet.* Që është thënë a është vendosur që më parë se si do të ndodhë në të ardhmen; i paracaktuar (si-pas besimeve mistike fetare dhe paragjykimeve për fuqitë e mbinatyrshme). *Fund i parathënë. Besonin se fati ifëmijës ishte i parathënë.*

PARATHËNËS,~I *in. sh.* ~, ~IT. 1. *vjet.* Ai që parathotë të ardhmen; profet (sipas besimeve mistike fetare dhe paragjykimeve për fuqitë e mbinatyrshme). *Parathënësi ifatit.*

*2.* Parafolësi.

PARATHËNIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. *1.* Shkrim i shkurtër në fillim të një vepre letrare, shkencore etj., i çili jep disa sqarime për qëllimin e përmbajtjen e veprës, për parimet e idetë e saj, për rrethanat e har-timit të saj etj., vlerësime për autorin e për çështjet që trajtohen etj. *Parathënie e shkurtër. Parathënie për botimin shqip. Parathënie e autorit (e përkthyesit). Lexoj parathënien.*

2. *vjet.* Ajo që thotë parathënësi; profeci (sipas besimeve mistike fetare dhe paragjykimeve për fuqitë e mbinatyrshme).

PARAUSHTARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I riu

që stërvitet për t'u përgatitur nga ana ushtarake para se të hyjë në shërbimin e detyrueshëm ushtarak (të ne është përdorur përpara Çlirimit dhe në vitet e para pas Çlirimit).

PARAUSHTARAK,~E *mb.* Që ka të bëjë me stër-vitjen ushtarake të të rinjve para se të hyjnë në shërbimin e detyrueshëm ushtarak, që përbëhet nga para-ushtarake. *Shërbimi paraushtarak. Stërvitje para-ushtarake. Forcat (repartet) paraushtarake.*

PARAVAJTËS,~E *mb. libr.* Që ecën përpara; që shkon duke u rritur.

PARAVENDOS *kal,* ~A, ~UR. Vendos që me përpara për të bërë diçka, për të marrë pjesë a

për t'u pranuar diku. *Nisjen e kishin paravendosur me kohë.*

PARAVENDOSET. *Pës. e* PARAVENDOS.

PARAVENDOSJE,~A . 1. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve PARAVENDOS, PARAVENDOSET.

2. *gjuh.* Vendosja e një gjymtyre a e një fjalie të varur para një tjetre që është kryesore; vendosja e fjalëve shërbyese para fjalëve shënucse.

PARAVENDOSUR (i,e) *mb.* 1. Që është vendosur a është përcaktuar që me pare. *Rregull i paravendosur.*

*2. gjuh.* Që ndodhet përpara një gjymtyre a një fjalie kryesore ose përpara një fjale shënuese, qe paravendoset.

*Gjymtyre (fjali) e paravendosur. Pjesëza të paravendosur a.*

PARAVERË,~A . *vjet.* Pranverë.

PARAVESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Goditje me pëllëmbë në fytyrë, dackë, shuplakë. *I dha (i ngjeshi) një paravesh.*

PARAVITHE,~JA . *sh.* ~4E, ~ET. Mbulesë zakonisht e leshtë, që i vihet kalit mbi vithet.

PARAZIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *biol.* Qenie e gjallë (kafshë ose bimë) që rron mbi trupin e një qe-nieje tjetër ose brenda organizmit të saj dhe që ush-qehet e zhvillohet në kurriz të saj. *Parazitë të jashtëm (të brendshëm). Parazitët e zorrëve* krimbat e zorrëve. *Parazitët e njeriut (e kafshës). Bar kundër parazitëve.*

*2. fig. ke<f.* Ai që nuk punon vetë dhe jeton me djersën e një tjetri ose në kurriz të shoqërisë; ai që bën një jetë të zbrazët e të kotë. *Klasë (shtresë) pa-razitësh.*

3. *si mb.* ~, ~E. Që jeton si parazit; që përbëhet prej parazitësh (edhe *fig. keq.). Krimba parazitë. Kërpudha parazitë. Njeri parazit. Klikë parazitë.*

PARAZITAR,~E *mb.* Që rron si parazit; që përbëhet prej parazitësh; që ka të bëjë me parazitin ose me parazitët; që shkaktohet nga parazitët. *Kafshë (bimë) parazitare. Sëmundje parazitare. Shtresë para-zitare. Jetë parazitare.*

PARAZITIZËM,~MI *m.* 1. *biol.* Zhvillimi i një qenieje të gjallë në kurriz të një tjetre duke i thithur asaj ushqimin.

2. *fig. keq.* Mënyrë jetese e dikujt që shfrytëzon punën e të tjerëve ose që rron në kurriz të të tjerëve a të shoqërisë, jetë paraziti. *Parazitizmi i kapitalistëve. Lufta kundër parazitizmit.*

PARAZITOLOGJl,~A . *biol.* Shkencë që merret me studimin e parazitëve, me mënyrat e luftimit të tyre dhe të sëmuridjeve që shkaktohen prej tyre. *Parazitologjia mjekësore. Parazitologjia e bimëve buj-qësore. Laboratori i parazitologjisë.*

PARCELË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bujq.* Ngastër e një toke bujqësore. *Parcelat e misrit (e grurit, e pambukut). Parcelë eksperimentale.*

PARCELlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *bujq.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARCELOJ, PARCELO-HET. *Parcelimi i tokës (i kullotës).*

PARCELQHET *bujq. Pës. e* PARCELOJ.

PARCELOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bujq.* Ndaj token në ngastra për ta mbjellë me bimë të ndrysh-me. *Eparceluan token.*PARDESY,~JA . *sh.* ~, ~TE. Vcshje e sipërme si pallto prej stofi të hollë, që mbahet zakonisht në pranverë e në vjcshtë. *Pardesy burrash (grash). Pardesy doku.*

PARDJE *ndajf.* Një ditë para ditës së djeshrae, njëditëzaj. *Erdhi pardje. Pardje e njoftuan.*

PARDJESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka ngjarë a që është bërë pardje; që ka të bëjë me ditën para ditës 3ë djeshme, që i përket asaj dite. *Mbledhja (nde-shja) e par djeshme. Takimi i pardjeshëm. Gazela e par-djeshme.*

2. Që ka mbetur prej pardje. *Bukë e pardjeshme.*

PARE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. *bised.* Para. parë *të holla. parë ere. E bleu me pare. 2.* Luspë peshku. parë *peshku.*

PAREALIZUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk ka mundësi të plotësohet a të arrihet; që nuk mund të vihet në jetë. *Detyrë e parealizueshme. Dëshirë (ën-dërr) e parealizueshme.*

PAREGJISTRUAR (i,e) *mb.* Që nuk është regjis-truar, që ka mbetur pa u rcgjistruar. *Nxënës i paregjis-truar.*

PAREGJUR (I,e) *mb.* 1. Që nuk është përpunuar me lëndë të veçanta për të fituar cilësitë e nevojshme, qe nuk është regjur (për lëkurën). *Lëkurë e paregjur.*

2. *fig-* Që nuk është stërvitur dhe nuk është mësuar në kushte të vështira; që nuk ka përvojë, që nuk është i rrahur me jetën; i pakalitur. *Njeri i paregjur. I paregjur në jetë.*

PAREHATl,~A . *bised.* Gjendje shqetësimi e me kokëçarje, mungesë rehatie. *Ishte në parehati.*

PAREHATSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* 1. Që nuk i ka kushtet e përshtatshme për të ndenjur, për të pushuar ose për të jetuar. *Shtëpi e parehatshme.*

2. Që bëhet me shqetësime, jo i qetë, i shqetësuar. *Gjumë i parehatshëm.*

PAREM verv., ~A (u), ~UR. Shkoj përpara, përparoj.

PARESHTUR (i,e) *mb.* Që nuk ndërpritet fare ose për një kohë të gjatë, i vazhdueshëm, i pandërprerë. *Përpjekje të pareshtura. Luftë e pareshtur. Ngritje e pareshtur.*

PARESHTUR *ndajf.* Pa ndërprerje, pa pushuar; vazhdimisht; në mënyrë të pareshtur. *Bie shi pareshtur. Punojnë (mësojnë) pareshtur. Kujdeset pareshtur.*

PARË,~I (i) *m. sh.* ~Ë, ~ËT (të). *1.* Ai që është në krye të një pune, të një veprimtarie a të një grupi njerëzish; ai që udhëheq a drejton një punë. *I pari i shtëpisë (i fisit, i fshatit). 1 pari i valles. Kë keni të parë këtu? Ku ka shumë të pare, puna s"ecën mbarë. fj- u.*

*2.* Ai që ka arritjet më të mira në një punë a që del në krye të një gare; ai që është mëi zoti, me i aftë se të tjerët. *pari i klasës.*

3. *vet. sh.* ~Ë, ~ËT (të). Stërgjyshërit, breza,t fnë të vjetër. *Të parët tone. Zakonet e të parëve. Na* e *kanë lënë të parët.*

4. *vet. sh.* ~Ë, ~ËT (të) *vjet.* Krerët e vendit, pa-rësia. *Të parët e vendit.*

*k* Nuk e pa i pari të dytin ikën me vrap në rrëmujë të madhe e në panik. Nuk e merr vesh (nuk e i\jeh) i

pari të dytin është rrëmujë e madhe, s'e njeh qeni tëzotin.

PARË,~T (tS) *i as.* 1. Njëra nga të pesë shqisat: mundësia dhe aftësia për të parë botën që na rrethon me anë të syrit. *Or gam i të parit. Çrregullime të të parit. Higjiena e të parit. Ju dobësua të parët.*

*2.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes SHOH; shi-kim, vështrim. *Të parët me sy kritik. Fusha e të parit.*

3. Pamja, ana e jashtme e dikujt a e diçkaje; dukja. *bukur në të pare. Nga të parët është e mirë. Mos e shih nga të parët!*

•*k më të* parë e më të bërë do të veprohet sipas gjendjes që do të krijohet, sipas rrethanave a kushteve konkrete.

PARË,~T (te) ii *as. etnogr.* Vajtja e nuses për here të parë te prindërit e vet pas martesës, pasi. *Shkonte nusja në të pare.*

PARE (i,e) *mb. 1. num. rresht.* Që i përgjigjet numrit një në një varg njerëzish a sendesh, në një radtië a renditje në një klasiflkim etj.; që është në krye të një radhe frymorësh, sendesh e dukurish të një lloji, që nuk ka tjetër para vetes; *kund.* i fuodit. *Radha e pare. Shtëpia (dera) e pare. Faqja e parë e librit. Tremujori (gjashtëmujori) i pare. Kali i pare. Klasa e pare. Java e parë e muajit. Dita e parë e shkollës. Veta e pare, gjuh. Lufta e parë Botërore, Pjesa e parë e ndeshjes. Sulmi i pare. Me qitjen e pare. Gjella e pare. Plant i parë pesëvjeçar. Trent i part. Shkolla e parë shqipe. Studiuesi i pare. Gruaja e*

*pare. Dashuria e pare. Kur këndoi gjeli i pare. për here të pare.*

*2.* Që vjen në krye, që del më parë nga të tjerët, që shfaqet në fillim; që i takon periudhës fillestare, i kreut, i fillimit; i hershëm. *Lulet e para. Domatet e para. Dallëndyshet e para. Zogjtë e pare. Ngricat e para. Muajt e pare. Kohët e para. Periudha e parë e sëmundjes. Gjumi i pare. Rinia e parë* rinia e hershme.

3. Që është me i rëndësishmi, që qëndron në krye të të tjerëve, që zë vendin kryesor; që është me i do-mosdoshmi, themelor. *Sekretari i parë i Komitetit të Partisë. Kujdesi i pare... Kërkesa e pare. Qëllimi i pare... E meta e pare... Krushku i pare, etnogr. Detyrë e dorës së pare. Sende të nevojës së pare.*

*4.* Që është i cilësisë më të mirë ose me i mirë se çdo tjele- në llojin e vet; shumë i mirë. *Raki e cilësisë së pare. Hotel i kategorisë së pare. Është verë e parë apo e dytë?*

5. *muz.* Që luan pjesën kryesore, që është kryesori në ekzekutimin e një vepre muzikore. *Violina e pare. Zëri i pare.*

6. Që ka lidhje gjaku me një tjetër nga xhaxhai a halla ose nga daja a tezja, që nga lidhjet e afrisë vjen menjëherë pas vëllait ose pas motrës. *Kushërinj të pare.*

7. Që është në gjendje fillestare, që nuk është përpunuar, ndryshuar etj.; që është si në fillim, ashtu si duket, pa hyrë në thellësi, i sipërfaqshëm; që nuk ka marrë trajtën përfundimtare a të plotë, paraprak. *Lënda e pare. Përshtypja e pare. Skica e parë e një ideje. Hartim në dorë të parë i temës. Në shikimin (në vështrimiit, në pamjen) e pare. Nga të dhënat e para. Ndihma e pare. mjek.* ndihma paraprake, ndihma e shpejtë. *është bërë vetëm përpunimi i pare.*

8. Fillestar e i thjeshtë, elementar. *Njohuritë e para. Shprehitë e para. Rregullat e para.* 9. Që i përket një kohe shumë të vjetër, shumë i lashtë; që i përket një të kaluare të largët. *Në kohët e para. Njerëzit e pare. Zakonet e para.*

10. I mëparshëm. *Nuk e ka me zellin (vullnetin) e pare. S'është me lojtari i pare. Nuk është me gjendja e pare.*

11. Që ka moshë më të madhe se një tjetër, me i moshuar, me i rritur, *Është me i parë se unë. Kush Vjen me i parë nga ju ?*

12. Që është me i afërt nga koha, që do të vijë pas pak kohe. *Me rastin e pare. Me automjetin e pare.*

13. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Doli i part. Erdhi e para. Jemi të parët. E pa i pari. E para nga të parat* ajo që është shumë e mirë. *S'është me ai i pari* s'është me ai i mëparshmi ose ai që ishte në fi-llim, ka ndryshuar.

• Me fjalën e parë *shih te* FJALË,~A. I ores së parë (i orëve të para) *shih tek* ORË,~A i. Në radhë të pore para së gjithash, së pari, në vendin kryesor. Në radhët e para (në rreshtat e pare) në ballë, në krye, në vendin më të vështirë të punës a të luftës. Në vijë të parë në punën më të vështirë, në ballë. Hedh (bën) bapin e parë (hapat e pare) *shih te* HAP,~I 3. E priti me këmbët e para *shih te* KËMBË,~A. Bartzim i grades së parë *mat. shih te* BARAZIM,~I 3.

PARE *mb. krahin.* Çift; *kund.* tek. *Numër pare. parë a cup (a tek).*

PARE *ndajf.* 1. *bised.* Pak kohë përpara, qëparë. parë *e pashë. parë qe këtu.*

2. Përpara; në një kohë para së tanishmes (za-konisht me pjesëzën "më"). më parë shumë kohë përpara, me përpara, dikur. *Sa më parë* sa me shpejt që të jetë e mundur; sa me herët. *E dinte që me pare. Dy vjet me pare. më parë se gjithë të tjerët. Dëgjoje me pare, pasta) përgjigju! Me mirë se me pare.*

• më parë e me dale para së gjithash, pikësëpari. Një ore (cast, sahat) e më parë *shih tek* ORË,~A 1.

PARËLlNDUR (i,e) *mb.* 1. Që ka lindur i pari ndër fëmijët e tjerë; që është pjella e pare. *Fëmijë i parë-lindur.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

PARËNDËSI (i,e) *mb.* I parëndësishëm. *Fjalë të parëndësi.*

PARËNDËSISHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk ka rëndësi, që nuk ka ndonjë vlerë të veçantë. *Problem i parëndësishëm. Punë (detyrë) e parëndësishme. Fjalë të parëndësishme. I dukej e parëndësishme.*

*2.* Që nuk zë ndonjë vend me rëndësi në shoqëri, që nuk ka peshë të veçantë në hjë detyrë, pa rëndësi. *Njerii parëndësishëm.*

3. Që është në sasi të vogël a me përmasa të ku-fizuara, i papërfillshëm. *Shumë e parëndësishme.*

PARËSE,~JA . *sit.* ~E, ~ET. Pjesa e përparme dhe kryesore e një ndërtese, c një sendi etj.; balli. *Parësja e shtëpisë. Parëstt e trikos.*

PARËSI,~A . 1. *përmb. vjet.* Paria. *Parësia e vendit.*

2. Vlera e dikujt a e diçkaje në krye të gjithë të tjerëye a të tjerave, vendi i pare; përparësi. *I jep pa-rësinë dikujt a diçkaje. Ka parësinë.*

PARËSOR,~E *mb. libr.* 1. Që vjen përpara një tjetri dhe nuk varet prej tij, por mund ta përcaktojë atë ose mund ta ketë si rrjedhim a si pasojë (zakonisht në kundërvënie me "dytësor"). *Dukuri parësore. Ma-teria është patiaore, ndërgjegjja dytësore.*

2. Që qëndrrfn në vend të parë nga rëndësia, i dorës së pare; me i rëndësishëm. *Çështje parësore.*

3. *Përd. em. f.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Parë-sorja në këtë punë (fushë) është...*

PARËTl,~A. *etnogr.* 1. Vajtja e nuses për here të parë te prindërit e vet pas martesës, pasi, të pare. *Shkoi husja në parëti.*

2. Gostia që shtronte vjehrri kur thërriste dhëndrin për here të parë pas martesës. *Shtroi parëtinë.*

PARËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bleta mëmë, mbre-tëresha e bletëve.

PARËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARËZOJ, PARËZOHET. *Parëzimi i qeve të parmendës.*

PARËZOHEM *Metv.* 1. Bashkohem, afrohem ose lidhem në çift me dike, çiftohem; bëhemi dy e nga dy. 2. *Pës. e* PARËZOJ.

PARËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I vë bashkë a i lidh dy e nga dy; i bëj çift, çiftoj. *Parëzoi një pendë qe. Parëzoj dy pila. elektr.*

PARFUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Lëng i përbërë prej alkooli të përzier me vaj bimësh a me ndonjë lëndë tjetër me erë të mirë, më të cilin lyejnë fiokët, fytyrën ose trupin; era e këndshme e këtij lëngu. *Parfum i lehtë (i rëndë). Parfumi "8 Marsi". Shishe parfumi. Hedh (vë) parfum. Lyhet me parfum. Bie erë parfum.*

PARFUMERI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj. përmb.* Tërësia e lëngjeve me erë të rairë dhe e lëndëve të tjera për

kozmetikë; *vet. sh.* lloje të ndryshme parfumesh e lëndësh të tjera për kozmetikë. *Prodhimi i parfu-merive.*
2. Dyqani ku shiten parfume e lëndë të tjera për kozmetikë. *E bleu në parfumeri.*
PARFUMIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PARFUMOJ, PARFUMOHEM. *Parfumimi i rrobave.*
PARFUMOHEM *vetv.* 1. Lyhem me parfum. *Parfumohet çdo ditë. Nuk i pëlqen të parfumohet.* 2. *Pës. e* PARFUMOJ.
PARFUMOJ *kal.,;*~OVA, ~CAR. I hedh parfum që të bjerë erë të mirë; i shtie lëndë me erë të mirë në përbërje (për gjërat e kozmetikës). *Parfumoi dho-mën (rrobat).*
PARI,~A . *përmb.* Shtresa më e pasur dhe më e lartë e shfrytëzuesve; përfaqësuesit e kësaj shtrese që sundojnë një vend a një krahinë; krerët e vendit (në vendet me rend shfrytëzues); *kund.* vegjëli. *Paria fis-nore. Paria e vendit (e qytetit, e fshatit). Vendoste paria.*
PARI *ndajf.* Aty pari: a) në një vend aty pranë ose përbri; aty afër ose në atë anë; b) afërsisht, aty afër, përafërsisht, rrotull. Këndej park nga kjo anë, këtu afër përbri. Andej pari: nga ajo anë, andej afër përbri.
PARI (së) *ndajf.* 1. *sifj. ndërm.* Përdoret për të shë-nuar pikën ose çështjen e parë që përmendim me gojë a me shkrim. *Së pari...; së dyti...*
2. Në fillim, në krye të herës: nga fillimi; për heretë pare. *Nuk e pa që së pari. E bëj për së pari* e be j edhe një here nga fillimi, e ribëj. *E ka së pari* e ka për here të pare.
3. Në radhë të pare, para së gjithash. *Ta njohë mirë së pari, pastaj ta vendosë. Kjo duhet bërë së pari.*
• Pike së pari *shih te* PIKË,~A.
PARIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Përfundim i për-gjithshëm që del nga njohja e botës dhe që vihct në themel të një teorie, të një shkence a të një botëkup-timi; një nga tezat themelore, mbi të cilat ngrihet e shtjellohet dija e teoria në një fushë. *Parim themelor (Iazë). Parimet e përgjithshme. Parimet e marksizëm-leninizmit. Parimi i socializmit: secili sipas aftësive, secilit sipas punës. Parimet e fizikës (e mekanikës). Parimi i ruajtjes Së energjisë.*
*2.* Vijë a rregull e përcaktuar sipas një botëkuptimi, që shërben si udhëheqje për veprimtarinë në një fushë politike e shoqërore; tezë themelore, pikëpamje a bindje e thellë, së cilës i përmbahet dikush në veprimtarinë e në qëndrimet e veta. *Parim i drejtë (i gabuar). Parime të shëndosha. Parimi i mbështetjes në forcat e veta. Parimi i partishmërisë proletare. Parimet e politikës së jashtme. Parimet e moralit komunist. Njeri me (pa) parime. Mungesë parimesk. Ndjek një parim. E ka (e ka vënë) si parim. U përmbahet parimeve. Nuk i shkel parimet. Nuk bën tregti me parimet. Nuk Juan nga parimet.*
3. Rregull themelor a ide drejtuese, sipas së cilës ndërtohet diçka. *Parimi fonetik (morfologjik). gjuh. Parimi i ndërtimit të një makine.*
•*k* Në parim a) në çështjet kryesore a themelore, në thelb; nga ana pari more, parimisht; b) nga ana teorike, teorikisht.
PARIMËSl,~A. *libr.* Të qenët parimor; qëndrim parimor i palëkundshëm; mbështetja në parimet dhe ndjekja e tyre pa lëkundje në teori e në praktikë. *Parimësi e lartë. Parimësia marksiste-leniniste. Fryma e parimësisë. Mungesa e parimësisë. Shquhet për parimësi.*
PARIMISHT *ndajf.* Nga ana e një parimi, nga ana parimore, si parim; në parim; në mënyrë parimore, duke iu përmbajtur një parimi. *Parimisht e pranon. E ka gabim parimisht. E sheh çështjen parimisht. Ve-pron parimisht.*
PARIMOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me parimet themelore, që u përket këtyre parimeve; që është themelore, thelbësore dhe e përgjithshme. *Çështje parimore. Gabime parimore. Kontradikta parimore. Arsye parimore. Me karakter parimor.*
*2.* Që mbështetet në parime të forta; që u përmbahet në mënyrë të prerë parimeve dhe udhëhiqet prej tyre, që nuk bën lëshime në parimet. *Njeri parimor. Kritikë (autokritikë) parimore. Politikë parimore. Luftë parimore. Qëndrim parimor. Në mënyrë parimore.*
3. Që ka të bëjë vetëm me anën thelbësore a themelore të diçkaje dhe jo me hollësirat a me anët e dorës së dytë, që bëhet në parim. *Marrëveshje parimore. Pranim parimor.*
PARITET,~I *m.* 1. *ek.* Vlera e monedhës së një vendi kundrejt arit; barazi e vlerës së shkëmbimit të parasë ndërmjet dy shteteve. *Vendosja e paritetit. Ndryshimi iparitetit. Caktojparitetin. U ngrit pariteti.*
*2. libr.* edhe *drejt.* Barazi. *Me fry me pariteti. Në kushte pariteti.*
PARITËM (i), ~ME (e) *mb. let.* Që nuk ka ritëm. *Varg i paritëm.*
PARK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Kopsht i madh me drurë zbukurues e me lehe lulesh ose korije e mbjelië posaçërisht, me udhë për të shëtitur, me stola për t'u ulur etj., që shërben si vend pushimi e çlodhjeje; shesh i pajisur me lodra ose me mjete të ndryshme për argëtim ose për ushtrime e lojëra sportive. *Parku "Ri-nia". Parku i madh i Tiranës. Parku sportiv. Parku i lojërave për fëmijë. Drurët e parkut. Pushojnë (shë-titin, luajnë) në park.*
2. *tek.* Vendi ku mbahen dhe ndreqen automjetet; autopark. *Parku automobilistik. Parku i traktorëve (i autobusëve, i makinave bujqësore).*
PARKET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Copa dërrasash të ngushta, të shkurtra e me trajta të ndryshme, që shtrohen në dysheme të mbërthyera pranë njëra-tje-trës. *Prodhim i parketit. Reparti i parketit. E shtruan me parket.*
2. Dysheme e shtruar me këto copa dërrasash. *Dhomë me parket. Dyllë parketi.*
PARLAMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Organi me i lartë ligjvënës në disa shtete kapitaliste; ndërtesa e këtij organi. *Anëtarët (deputetët) e parlamentit. Mbledh-ja ( shpërndarja) e parlamentit.*
PARLAMENTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Anëtar i parlamentit. *Parlamentarët anglezë.*
PARLAMENTAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me parlamentin, që i përket parlamentit, i parlamentit; që bëhet për të zgjedhur anëtarët e parlamentit. *Bise-dimet parlamentare. Shumica (pakica) parlamentare. Komision parlamentar. Reforma parlamentare. Zgjedh-jet parlamentare.*
*2.* Që ka sistemin borgjez të qeverisjes me anë të parlamentit. *Vend (shtet) parlamentar. Republikë parlamentare. Monarki parlamentare. Me rrugë parlamentare.*
PARLAMENTARIZËM,~MI m. Sistem borgjez i qeverisjes së një shteti me anë të parlamentit, re-gjim parlamentar. *Parlamentarizmi borgjez.*
PARMAX~U *m. sh.* ~E, ~ËT. 1. Radhë shufrash prej hekuri, prej druri etj., me një brez të ngushtë përsipër, që vihen në anë të shkallës, të ball-konit etj. për t'u

mbështetur ose që të mos bien njerë-zit. *Parmakë hekuri (druri). Parmakët e shkallës (e ballkonit). U mbështet në parmak.*
*2.* Parvaz, pragu i dritares. *Dritare me parmak. Vënë lule në parmak.*
3. Kanata e dritares. *Hap (mbyll) parmakët.*
4. Radhë me çengela druri nën strehën e çatisë, ku varen veglat bujqësore. *Vë kazmën (lopatën, belin) në parmak.*
*k* Çardak pa parmak *shih te* ÇARDAK,~U.
PARMBRËMË *ndajf.* 1. Pardje në mbrëmje, një-
natëzaj. *Parmbrëmë kishim miq. Parmbrëmë erdhi.*
2. Dy netë me pare. *Parmbrëmë s'kishte fjetur fare.*
PARMBRËMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka
ngjarë parmbrëmë. *Shiu i parmbrëmshëm. Shfaqja e parmbrëmshme.*
2. Që ka mbetur që nga parmbrëmë. *Gjellë e parmbrëmshme.*PARMENDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël buj-qësore prej druri, që përbëhet nga përdheci me plor, veshëzat, doraku e shtiza, tërhiqet zakonisht nga një pendë qe dhe përdoret për të lëruar token. *Parmendë druri. Kau i parmendës. E punonin token me parmendë. Vuri (mbrehu) qelc në parmendë.*
*2.* Punimi i tokës me këtë vegël bujqësore, lërim. *Parmenda e parë (e dytë, e tretë). Misri i asaj parmendë.*
3.i Pjesa a sasia e tokës sa mund të lërojë një pendë qe në një ditë; iavër. *Një parmendë tokë.*
PXRMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Heqës (te njeriu); kocka e kraharorit, parmëz (te shpendët). *Thefsh par-mën! mallk.*
frlParmat e fytit *anat.* secila nga dy arteriet e mëdha përpara qafës, të cilat çojnë gjakun në kokë.
PARMË (i), ~E (e) *mb.* 1. Që ndodhet në pjesën e pa|rë a në anën e përparme të diçkaje, i përparmë; *kund.* i pasmë. *Ana (faqja) e par me. Këmbët e panne*
*të kalit (të lopës).*
*l.\gjuh.* Që ntik është formuar nga një fjalë tjetër me anë ndajshtesash a me mënyra të tjera, që nuk është i prejardhur a i përbërë, i thjeshtë. *Fjalë e par-*
*me.* I
P^RMËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kocka e kraha-roritj te shpendët, parmë. *Mishi i parmëzës është i bardhë.*
PARODI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *let.* Imitim qe-sharak a satirik i një vepre letrare, i stilit të saj etj.; vepër letrare satirike që imiton në mënyrë qesharake a satirike një vepër letrare serioze, stilin e saj etj.; pjesë e tillë për teatrin e estradës, që zakonisht sho-qërohet me muzikë. *Parodi e njohur. Parodi e miteve biblilçe. Program me parodi.*
*2. fig.* Përgjasim qesharak që i bëhet diçkaje për ta venë në lojë; diçka e ngjashme me një tjetër, por e pagoditur dhe e shtrembëruar. *Parodi e jetës. Parodi e paqes.*
PARODIZOHET. *Pës. e* PARODIZOJ.
PARODIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I. *let.* Imitoj një vepër letrare, stilin e saj etj. në mënyrë qesharake e satirike; e kthej një vepër, një pjesë etj. në parodi; shkruaj një parodi.
2. j"Vë në lojë me një pjesë satirike dike a diçka, dukei theksuar e duke kritikuar anët e dobëta, të metat etj. *Parodizon të metat (gabimet).*
3. E paraqit dike a diçka në mënyrë qesharake e satirike; e imitoj dike a diçka në mënyrë komike.
PARTALLE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Gjëra të vjetra pa vlerë, që nuk hyjnë në punë; plaçka të vjetra, rrangalla, vjetërsira. *hodhi partallet.*
*2. \fig. mospërf.* Kockat, eshtrat. *La partallet në dhe të huaj. Atje i mbetën partallet.*
*ir* I dha partallet *dik uj t* e përzuri nga një vend, i dha leckat.
PARTALLIS *kal,* ~A, ~UR *bised.* Shpartalloj. *Epartallisën armikun.*
PARTI,~A i . *sh.* ~, ~TË. 1. Organizatë po-lItike e një klase a e një shtrese shoqërore të caktuar, që ka programin e statutin e vet dhe që lufton për të mbrojtur interesat e klasës a të shtresës shoqërore, së cilës i përket. *Parti politike. Parti borgjeze. Parti*
*demokratike (konservatore, republikane). Parti fa-shiste. Parti revizioniste. Kongresi i partisë.*
*2.* Reparti pararojë dhe i organizuar i klasës pu-nëtore, që e udhëheq ate drejt Stores së revolucionit proletar dhe për ndërtimin e shoqërisë socialiste e komuniste, që ka në themel të të gjithë veprimtarisë së saj idetë e marksizëm-leninizmit, lufton kundër armiqve të klasës, kundër revizionizmit e rrymave të tjera oportuniste në gjirin e lëvizjes komuniste ndërkombëtare dhe mbështet luftën e proletariate të vendeve të tjera, si edhe luftën e popujve të shtypur për çlirimin kombëtar. *Parti komuniste. Parti marksiste-leniniste. Parti e tipit të ri. Parti e klasës punëtore. Partia e Punës e Shqipërisë* (deri në vitin 1948 *Partia Komuniste e Shqipërisë)* reparti pararojë dhe i organizuar i klasës punëtore të Shqipërisë, forma më e lartë e organizimit të saj, që përbëhet nga revolucio-narë të ndërgjegjshëm, që realizon udhëheqjen e pa-ndashme të klasës punëtore në gjithë jetë;i politike, ekonomike, kulturore e ushtarake, që udhëhiqet në gjithë veprimtarinë e saj nga parimet e marksizëm-leninizmit, mbron interesat jetësore të popullit shqip-tar, të socializmit e të revolucionit në shkallë kombë-tare e ndërkombëtare dhe qëndron në ballë të luftës kundër revizionizmit modern e kundër të gjitha rrymave të tjera oportuniste në lëvizjen komuniste ndër-kombstare(.riA:"7.-PPSh). *Komiteti Qendror i PPSh. Kongresi i 7-të i PPSh.*
3. Partia e Punës e Shqipërisë (deri në vitin 1948: Partia Komuniste e Shqipërisë). *Populli dhe Partia. Anëtar (kandidat) partie. Tesera e Partisë. Organizata-bazë e Partisë. Kongresi i 1-të i Partisë. Komiteti i Partisë. Aktivi i Partisë. Mbledhje partie. Udhëheqësit e Partisë. Shkolla e Lartë e Partisë " Vl.Lenin". Lidhja e Partisë me masat. Dhoma e Partisë. Kabineti (këndi) i Partisë. Me frymë partie. Ç'thotë Partia bën populli, ç'don populli bën Partia. fj. u. Kur hyri Partia. bised.* kur u çlirua Shqipëria, pas *29* Nëntorit 1944.
4. *vjet.* Grup njerëzish që i bashkon përkohësisht një qëllim i caktuar; pale; secili nga grupet që marrin pjesë në një lojë. *U ndanë dy partish. Partia e parë mundi të dytën.*
PARTI,~A ii . *sh.* ~, ~TË. Pjesë a sasi e madho mallrash ose lëndësh që çohen së bashku dIku. *Parti malli. Parti leshi (pambuku, lëkure). Shitja e partisë së pare.*
•*k* Parti dyfishe *fin.* mënyrë regjistrimi, sipas së cilës çdo shumë që shënohet në dobi të një Ilogarie ose të disa llogarive, shënohet njëkohësisht edhe në kredi të një Ilogarie tjetër ose të disa llogarive të tjera.
PARTIKULARIZËM,~MI *m. libr.* Prirje e për-pjekje e krahinave të veçanta të një shteti, zakonisht feudal, për t'u shkëputur nga qendra ose për t'u ndarë me vete dhe për të mbrojtur interesat e veta të ngushta; ndarje, përçarje

krahinore. *Partikularizmi feudal. Fry-ma e partikularizmit.*
PARTIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pjesëtar i njërit nga fiset ilire, që banonte në brigjet e lumit të Matit.
PARTINË,~A. *sh.* ~A, ~AT *krahin.l.* Kornizë për të vënë një fotografi, një tablo etj. *Par tine ka-trore (e rrumbullakët).*
2. Shuplakë, dackë. *la ngjeshi një partinë.*
PARTlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që shpreh dhe mbron parimet e interesat e një partie të caktuar, që përshkohet nga fryma e një partie në qëndrimet e nëzgjidhjen e çështjeve botëkuptimore, politike e shkencore.
2. Që mbështetet në parimet e marksizëm-Ieninizmit dhe u përmbahet hapur interesave të klasës punëtore e vijës së një partie të vërtetë marksiste-leniniste; që përshkohet nga partishmëria proletare, që zbaton e mbron me vendosmëri marksizëm-leninizmin dhc vijën e Partisë së Punës të Shqipërisë. *Art i partishëm. Le-lërsi (culture, shkencë) e partishme. Vepër e partishme. Shkrimtar i partishëm. Njerëz të partishëm. Qëndrim i partishëm.*
PARTISHMËRl,~A . 1. Qëndrim i caktuar ideo-logjik, që shpreh dhe mbron interesat e një partie, fryma e një partie në trajtimin e çështjeve botëkuptimore, politike e shkencore. *Partishmëria proletare. Partishmëri borgjeze. Partishmëria në filozofi (në shkencë).*
2. Mbështetja në parimet e marksizëm-Ieninizmit dhe mbrojtja e hapur e interesave të klasës punëtore e të vijës së një partie marksiste-leniniste të vërtetë në art, në shkencë etj.; fryma proletare si një nga parimet themelorc të metodes së realizmit socialist; zbatimi dhe mbrojtja me vendosmëri e marksizëm-leninizmit dhe e vijës së Partisë së Punës të Shqipërisë në çdo fushë, në qëndrimet e në sjelljet. *Parimi i par-tishmërisë. Forcimi i partishmërisë. Fryma e partish-mërisë. Vepër me partishmfri. Njerëz me partishmëri të lartë. Qëndrim me partishmëri.*
PARTITURE,~A . *sh.* ~A, ~AT *muz.* Tërësia e të gjitha pjesëve të një vepre muzikore për orkestër ose për shurnë zëra; libri që përmban këto pjesë. *Partitura e simfonisë.*
PARTIZAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Anëtar i një çete a njësie që lufton kundër pushtuesit të vendit ose kundër klasave shfrytëzuese me metodat e luftës popullore, zakonisht në prapavijat e armikut dhe jo në formacione të rregullta ushtarake. *Partizanët pa-lestinezë. Çetë partizanësh. Lufta e partizanëve.*
2. *hist.* Anëtar i çetave dhe i njësive të tjera që morën pjesë në Luftën Antifashiste Nacionalçlirim-tare të popullit shqiptar kundër pushtuesve fashistë dhe tradhtarëve të vendit nën udhëheqjen e PPSh. *Partizanët e Brigades I Sulmuese. Aksionet e partizanëve. Heroizmat (trimëritë) e partizanëve. Doli (u be) partizan. Ka qenë partizan.*
3. *libr.* Ithtar, pasues; përkrahës.
PARTTZAN,~E *mb.* I. Që ka të Wjë me luftën e organizuar me metodat popullore kundër pushtuesit të huaj ose kundër klasave shfrytëzuese, zakonisht në prapavijat e armikut dhe jo në formacione të rregullta ushtarake; që bëhet nga partizanët. *Lufta par-tizane. Lëvizja partizane.*
2. Që përbëhet prej partizanësh. *Çetë (njësi) partizane. Batalion partizan. Forcat partizane.*
3. Që ka të bëjë me partizanët, qfi u përket par-tizanëve, i partizanëve; që është karakteristik për partizanët; *hist,* që ka të bëjë me partizanët gjatë Luftës Antifashiste Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar. *Radhët partizane. Këngë partizane. Zjarri partizan. Jeta partizane. Heroizmi partizan. Ylli partizan. Mi-qësia partizane. Spitali partizan. Shqiponja partizane.*
PARTIZANCE *mb. bised.* 1. Sipas mënyrës së partizanëve, si partizanët. *Veshur partizançe. Nderon (përshëndet) partizançe.*
*2. keq.* Në mënyrë jo gjithnjë të rregullt e të or-
ganizuar me rreptësi, me metoda e me forma të rastit.
PARTIZANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PAR-TIZAN,~I. *Partizanët trime. Doli partizane.*
PARTNER,~I *m. sh.* ~Ë,~ËT *libr.* I. Ai që merr pjesë së bashku me një tjetër a më të tjcrë në një lojë, në një ndeshje, në një shfaqje në skenë a në një ve-primtari tjetër të tillë. *Partner i mirë. Partner në shah.*
*2.* edhe *keq.* Ai që bën së bashku me një tjetër a më të tjerë një punë, një marrëveshje, një bisedë etj. *Partner i fuqishëm.*
PARTHI *ndajf. bised.* Pak kohë me pare; qëparë. *Iku parthi.*
PARUKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Flokë të prerë prej një njeriu ose flokë artificialë, që ngjiten në një rrobë e marrin trajtën e flokëve të vërtetë dhe vihen në kokë për të ndërruar pamjen e jashtme. *Parukë grash (burrash). Aktor me parukë. Vë (mban) parukë. Hoqi parukën.*
PARULLË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Fjalë ose fjali e caktuar sipas një marrëveshjeje, e cila mbahet " fshehtë dhe përdoret nga ushtarakët e luftëtarët gjatë shërbimit të rojës e në luftim ose nga anëtarët e një shoqërie a të një organizate të fshehtë që të njohin njëri-tjetrin (si përgjigje thuhet kundërparulla). *Pa-rulla dhe kundërparulla. I kërkoi parullën. I dha pa-rullën.*
2. Thirrje e shkurtër nxitëse me përmbajtje politike, që hidhet nga pjesëmarrësit në një mi ting, në një manifesting në një demonstrate etj. ose që shkru-het në një vend të dukshëm dhe që shpreh një kërkesë a detyrë të ditës, njëide udhëheqëse, një urim etj.; cope pëlhure a fletë e madhe letre ku ësbtë shkruar një thirrje e tillë. *Parullë politike (luftarake). Parullë e ditës. Parullat me rastin e festave të 28-29 Nëntorit. Shkruan parulla. Hedh (lëshon) parulla. Ngjit (var) parullat. E zbukuruan me flamuj e parulla. Dolën me parulla. Mbanin parulla në duar.*
3. Ide ose parim, që shpreh synimin kryesor të veprimtarisë politike e shoqërore të dikujt në n.je fushë të caktuar dhe në një kohë të caktuar. *Parulla e Partisë për kolektivizimin e plotë të bujqësisë. Parullat kryesore të kësaj etape. Nën parullën e...*
PARUR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Simite që gatuhet me brume të ëmbël. *Parur me qofte.*
PARVAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Korniza e deres a e dritares. *Parvazi i dritares.*
*2.* Dërrasë e gjatë a pllalcë guri, e nxjerrë pak jashtë dritares, mbi të cilën mbështetet korniza; pragu i dritares. *Parvaz i gjerë (i ngushtë). Mbështetem në parvaz. Vë lulet në parvaz.*
3. Dërrasë e gjatë e vënë brinjazi në mur, zakonisht në dhomën e miqve, për të vënë në të sende a rroba të ndryshme; sergjen i ngushtë. *Vë (var) në parvaz.*
PARVJET *ndajf.* Dy vjet me pare, para dy vjetësh; tërvit, njëviti. *Mbaroi shkollën parvjet. Që parvjet nuk e kam pare.*
PARVJETSHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka

ngjarë a që ka qenë parvjet; i njëvitshëm. *Dimri i parvjetshëm. Bora e parvjetshme. Shirat e parvjetshëm. Të korrat e parvjetshme. Ngjarja (ndodhia) e parvjetshme.*
*2.* Që ka mbetur që parvjet. *Drithë (vaj) i parvjetshëm. Verë (raki) e parvjetshme.*PARVJETMË (i), ~ME (e) *mb.* I parvjetshëm. *Dimri i parvjetmë.*
PARZËM,~'MA . *sh.* ~MA, ~'MAT. Kraharor; gjoks. *Me parzëm të gjerë (të mbushur). E qëlloi në parzëm.*
PARZMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Parzmore. *Parzmak çeliku.*
PARZMOR,~E *mb.* Që shërben për të mbuluar e për të mbrojtur gjoksin a parzmin. *Mbulesë parzmore.*
PARZMORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *hist.* Veshje prej metali, e gjatë deri në brez, që mbronte luftëtarët në kohët e vjetra gjatë ndeshjeve me armë të ftohta. *Parzmore çeliku. Veshi parzmoren. I shpoi parzmoren.*
PARRAFSHËT (i,e) *mb.* Që ka të ngritura e të ulura, që nuk e ka sipërfaqen të rrafshët. *Tokë (are, Jushë) e parrafshët.*
PARRAHUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është rrahur për t'i nxjerrë gjalpin, për ta përzier etj. *Qumësht i parrahur* qumësht që nuk i është hequr gjalpi. *Vezë të pa-rrahura.*
2. Që nuk e kanë shkelur shumë njerëz (për një vend a krahinë);që nuk ka lëvizje të madhe (për rru-gën). *Shtigje të parrahura. Vend i parrahur. Rrugë e parrahw.*
3i *fig.* Që nuk është shqyrtuar ose nuk është traj-tuar me pare. *Çështje e parrahur.*
*4. fig.* Që nuk ka përvojë, që nuk është regjur uga jeta. *I parrahur në jetë. I parrahur me Mështirësitë.*
PARREGULLSl,~'A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Të qenët i parregullt; mungesë rregullsie në zhvillimin a në përsëritjen e diçkaje. *Parregullsia e vargjeve. Pa-rregullsia e shfaqjes së një dukurie. Ka parregullsi.*
2. Diçka që bëhet në kundërshtim me rregullat e caktuara; dukuri a shfaqje e parregullt; e metë. *Parregullsi gjuhësore. Shmang (mënjanoj) parregullsitë.*
PARREGULLT (i,e) *mb.* 1. Që i mungon rregulli; që nuk ka renditje të rregullt; i çrregullt. *Vendosje e parregullt. Dhomë e parregullt. Në mënyrë të parregullt.*
2. Që i ka pjesët ose përmasat në pgrpjesëtim të zhdrëjtë ndërmjet tyre; që është i ndërtuar pa simetri; i çrregullt. *Trajtë e parregullt. Dhëmbë të parregullt.*
3. Që bëhet a që ndodh here pas here me ndër-prerje të ndryshme; që zhvilionet ose që punon jo sipas një rregulli të caktuar; i çrregullt. *Hap iparregullt. Zhvillim i parregullt. Frymëmarrje e parregullt. Linjë (vijë) e parregullt.*
4. Që është në kundërshtim me rregullat e ven-dosura, që i shkel kërkesat e rregullat e pranuara, i çrregullt. *Dokument i parregullt. Veprim i parregullt. Gol i parregullt.*
5. Që nuk mban rregull në jetën e përditshme, në punë, në veshje etj., që nuk e kryen rregullisht ose nuk e ndjek në rregull një veprimtari, një punë etj.; i çrregullt. *Nxënës (punëtor) i parregullt. Pagues i parregullt.*
6. *gjuh.* Që i ndryshojnë trajtat jo sipas rregullave të caktuara; që nuk është sipas një tipi të caktuar; *kund.* i rregullt. *Folje e parregullt. Trajtë e parregullt.*
PARRETHUAR (i,e) *mb.* Që nuk është i rrethuar me gardh a me mur. *Shtëpi e parrethuar. Shesh (oborr) i parrethuar. Fuskë e parrethuar.*
PARREZIK (i,e) *mb.* I parrezikshëm.
PARREZIKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
paraqit rrezik, që është pa rreziqe, jo i rrezikshëm. *Udhëtim i parrezikshëm.*
2. Që nuk mund t'i bëjë dent a ndonjë të keqe të madhe dikujt, që nuk është burim rreziku për dike a për diçka; që nuk ka pasoja të dëmshme e të rënda. *Njeri i parrezikshëm. Kafshë e parrezikshme. Sëmundje e parrezikshme. E bënë të parrezikshëm.*
PARREZIKSHMËRI,~A . Të qenët i parrezikshëm, mungesë rrezikshmërie. *Parrezikshmëria e sëmundjes.*
PARRËFYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* I patre-gueshëm, i papërshkrueshëm. *Gëzim i parrëfyeshëm. Dhembje e parrëfyeshme.*
PARRËNJËZUAR (i,e) *mb. bujq.* Që nuk ka zënë rrënjë, që nuk ka lëshuar ende rrënjë. *Fidan (kalem) i parrënjëzuar.*
PARRITUR (i,e) *mb. 1.* Që nuk ka arritur moshIn madhore, që është ende në moshën e fëmijërisë; që nuk ka arritur të bëhet zot i vetes, i mitur. *Fëmijë i parritur. Vajzë e parritur.*
*2.* Që e ka trupin të shkurtër, që është ende i vogël; që nuk është zhvilluar mirë (për bimët e kafshët). *Bimë e parritur. Zog i parritur.*
PARRUAR (i,e) *mb. X.* Që i janë rritur qimet në fytyrë e nuk është rruar. *Me fytyrë (me mjekër) të parruar. I paqethur e i parruar.*
2. Që nuk ka vënë ende brisk në faqe (për të rinjtë). *Ishte djalë i parruaf.*
PARRUDHË (i,e) *mb.* Që auk ka rrudha në lë-kurën e ballit, të fytyrës, të duarve etj., i lëmuar. *Fytyrë e parrudhë.*
PARRCGË (i,e) *mb.* I. Që ask ka rrugë për të ka-luar. *Vend i parrugë.*
*2.* Që është e vështirë të katohet ose që nuk të nxjerr gjëkundi (për rrugën). *Rrugë të parruga.*
PAS,~"I *m. sh.* ~A, '~'AT *sport.* 1. Pasim. *Pas i gjatë (i shkurtër). Pas i gabuar.*
*2.* Topi që i kalohet një lojtari tjetër në futboll, në basketboll etj. *dha shokut një pas.*
PAS. I. *ndajf.* Prapa. *Mbeti pas. E la pas. Ukthyepas. Iu* vu *(iu qep) pas dikujt* e ndoqi, e gjurmoi. *Erdhi me dy veta pas. Nuk do njeri pas. E takoi pak me pas. E ka orën pas. E la për me pas. Është shumë pas në kra-hasim me shokët. Nuk la njeri pas.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër a përemër në rasën rrjedhore që shënon: 1. Njcriun, sendra etj., në anën e prapme të të cilit ndodhet dikush ose gjendet a bëhet diçka, prapa; *kund:* përpara. *Pas shtëptsë. Pas meje. Njëra pas tjetrës* në radhë, të vendosura njëra prapa tjetrës. *Fill pas tij.*
*2.* Njeriun, sendin etj. në drejtim më të cilin lëviz dikush a diçka nga prapa, ose të cilia e ndjek dikush a e shoqëron dikush duke ecur prapa tij. *Ecte (vra-ponte) pas tij. I shkonte pas gjurmëve. Pas meje!* ko-mandë për ta ndjekur atë që niset në një drejtim.
3. Kohën, ngjarjen, datën etj. që shtrihet si pe-riudhë me përpara se diçka tjetër ose që paraprin diçka të mëvonshme. *Pas dreke. Pas mbledhjes. Pas kongresit. Pas luftës. Pas shfaqjes. Pas mbarimit tëpunës. Pas pak kohe* pa kaluar shumë kohë. *Pas një viti. U botuan pas vdekjes.*
4. Kohën që vijon duke u nisur nga e tanishmja. *Do të vijë pas një jave. Do të mbarojë pas një viti.*

5. Njeriun, më të cilin është i lidhur a për të cilin bën shumë dikush; punën a diçka tjetër që e do shumë dikush. *dhënë pas djalit. Është i lidhur shumë pas punës. Është i dhënë pas muzikës. Bën shumë pas tij.*
6. Diçka, sipas së cilës bëhet një punë a një veprim; sipas. *Pas këshillës së tij. E hidhte këmbën pas muzikës. Pas zakonit të vjetër. Pas porosisë që i dhanë. Pas dë-shirës së tij. Pas mendjes sime.*
7. *bised.* Dike, me anën e të cilit dërgohet diçka a bëhet një punë; nëpërmjet, me. *I çova fjalë pas së shores.*
8. Një kohë që vijon me ndërprerje, një veprim i cili përsëritet tepër a e kalon tnasën. *Kohë pas kohe. Here pas here. Mbledhje pas mbledhjeje. Lëshime pas lëshimesh.*
• Flet (vepron) pas (prapa) krahëve *shift te* KRAH, ~U 3. Pas (prapa) perdes *libr. shih te* PERDE,~-JAu. Brez pas brezi *shih te* BREZ,~I 7. Dorë pas dore *shih te* DORË,~A. Hap pas hapi *shih te* HAP,~I. I bie pas (prapa) *dikujt a diçkaje* kujdeset për -dike a për diçka vazhdimisht që të vejë në rregull, të përmirësohet, të zgjidhet etj.; interesohet, e ndjek. I rente (i ardhtë) pas veshit (pas qafës)! *mallk. shih te* VESH,~I. I lë pas dore *shih te* DORË,~A. Shkojnë pas qerres *së dik uj t* (lidben pas qerres *së dikujt,* ndjekin pas qerren *e dikujt) shih te* QERRE,~dA. S'kishte gjë pas shpirtit *shih te* SHPIRT,~-I.
PASAGJER,^I *m. sh.* ~Ë, ~>ËT. Udhëtar në një mjet. *Treni i pasagjerëve. Vagon pasagjerësh. Hipin (zbresin) pasagjtrë.*
PASAGJERE,~JA . *sh.* ~-E, ~-ET. *Fem. e* PA-SAGJER,~I.
PASAKTË (i,e) *mb.* 1. Që nuk është matur, njeh-suar a vlerësuar me përpikëri, që ka të meta, që nuk është bërë me përpikëri; që nuk e jep diçka me saktësi, jo i përpiktë, i papërpiktë. *Matje e pasaktë. Përfundim i pasaktë. Përgjigje e pasaktë. Punë e pasaktë. Peshore e pasaktë. Lajm i pasaktë. Të dhëna të pasakta.*
2. Që nuk mund t'i zësh besë me siguri, që e bën punën a detyrën pa kujdes e më të meta; i papërpiktë. *Njeri i pasaktë.*
PASAKTËSI,~A . 1. Të qenët i pasaktë, vetia e diçkaje që nuk është e përpiktë; mungesë saktësie. *Pasaktësi shkencore. Pasaktësi në gjuajtje. sport.*
2. E metë, që e prish përpikërinë e diçkaje; gabim. *Ka pasaktësi.*
PASAKTËSOAR (i,e) *mb.* Që nuk është përcaktuar me përpikëri; që nuk është saktësuar ende. *Date e pasaktësuar.*
PASANDAJ *ndajf. bised.* Pastaj. *Pasandaj ai iku.*
PASANIK,~U 1 *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka pa-suri të madhe, pronar shtëpish, tokash etj.; pjesëtar i shtresave të pasura që nxjerr fitime duke shfrytë-zuar punën e të tjerëve (në vendet me sistem shfrytë-zues). *Pasanik i madh. Pasanikët e fshatit. Pasanikët dhe të varfërit. Shtëpi pasanikësh. Bij pasanikësh.*
PASANlK,~'U 11 *m. sh.* ~^Ë, ~^ËT *vjet.* Ai që i shkonte pas një njeriu të pasur a me rëndësi përta shoqëruar, për ta ruajtur etj.; bishti i një tjetri.
PASANIKE,~JA . *sh.* ~E, ~<ET. *Fem. e* PA-SANIK,~'U 1.
PASAPORTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Letër-njoftim i posaçëm, më të cilin pajiset ai që shkon me shërbim ose udhëton jashtë shtetit për një kohë të caktuar. *Pasaportë diplomatike. Pasaportë shërbimi. Zyra e pasaportave. Nxjerr pasaportën.*
*2. bised., vjet.* Letërnjoftim. *Paraqiti pasaportën.*
3. Dokument, më të cilin pajiset një makinë, një aparat etj., ku përshkruhen karakteristikat teknike, jepen udhëzime për përdorimin, për mirëmbajtjen etj. *Pasaporta e makinës. Të dhënat e pasaportës. Shoqërohet me pasaportë.*
PASAPORTIZlM,^I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PASAPORTIZOJ, PASA-PORTIZOHEM. *Pasaportizimi i makinës. Zyra e pa-saportizimit. Bëri pasaportizimin.*
*2.* E drejta që ka dikush për të banuar në një qytet a në një fshat sipas regjistrimit në dokumentet për-katëse zyrtare e shënimit që bëhet edhe në letërnjof-timin e tij. *E ka pasaportizimin në Tiranë.*
PASAPORTIZOHEM *vet. I.* Bëj regjistrimin në dokumentet e posaçme zyrtare për të banuar në një qytet a në një fshat.
2. *Pës. e* PASAPORTIZOJ.
PASAPORTIZOJ *kal.,* ~^OVA, ~UAR. 1. Re-gjistroj dike në dokumentet e posaçme zyrtare të ba-norëve të një qyteti a fshati dhe e shënoj këtë në letër-njoftimin e tij. *E pasaportizoi familjen.*
2. Pajis një makinë, një aparat etj. me një dokument shoqërues, ku shënohen të dhëna teknike, udhëzime për përdorimin, për mirëmbajtjen etj. *pasa-portizojnë makinat (aparatet).*
PASARDHËS,~>I *m. sh.* ~. ~IT. 1. *zakon. sh.* Njerëzit e një gjaku që kanë lindur prej brezave të mëparshëm a prej të parëve të përbashkët, nipërit e stërnipërit; brezat e mëvonshëm që jetojnë në vendin e të mëparshmëve; *kund.* paraardhësit. *Pasardhësit tanë. Shqiptarët janë pasardhës të ilirëve.*
2. Ai që vijon punën e dikujt në një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërore; ai që ndjek rrugën a traditat e dikujt në një fushë, vazhdues a pasues i dikujt; *kund.* paraardhës. *Pasardhësit e rilindësve.*
3. Ai që zë vendin e një tjetri në një punë, në një detyrë etj.
4. *bised.* Fëmija, i biri; trashëgimtari. *La dy pasardhës. Nuk la pasardhës.*
PASARDHËS,~E *mb.* 1. Që vjen menjëherë pas një tjetri në kohë ose në radhë, që ndjek një tjetër, i mëpasëm, pasues; *kund.* paraardbës. *Muaji (viti) pasardhës. Ndërresa pasardhëse.*
2. *bujq.* Që mbillet menjëherë pas një bime tjetër; *kund.* paraardhës. *Bimë pasardhëse.*
PASCLIRlM ~>I *m. I.* Periudha pas 29 Nëntorit të vitit 1944, kur Shqipëria u çlirua përfundimisht nga pushtuesit e huaj e tradhtarët e vendit dhe u ven-dos pushteti popullor. *Shqipëria e Pasçlirirrtit. Në periudhën e Pasçlirimit. Shkolla e Pasçlirimit. Ndër-timet (përparimet, ndryshimet) e Pasçlirimit.*
*2.* Koha pas çlirimit të një vendi nga pushtuesit e huaj.
PASDARKE,~'JA . *sh.* ~E, ^->ET. Koha pasngrënies s5 darkës deri sa biern të flemë. *kalon pas-darkei duke lexuar.*
PASDARKE *ndajf.* Në kohën pas ngrënies së darkës deri sa biem të flernë. *Ejapasdarke! Shkoi pasdarke.*
PASDITE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Koha nga mesdita deri në mbrëmje; pjesa e dytë e ditës. *Pasdite e nxehtë. Çdo pasdite. Tërë pasditen.*

*2.* Veprimtari kulturore e artistike në një qendër pune a në shkollë, që bëhet në gjysmën e dytë të ditës. *Pasdite letrare (muzikore, tematike). Pasdite dëfrimi (Vallëzimi).*
PASDITE *ndajf.* Në kohën nga mesdita deri në mbrëmje; në pjesën e dytë të ditës; pasdreke. *Erdhi pasdite. Punon pasdite. Është hapur edhe pasdite.*
PASDREKE,~JA . *sh.* ~E ~ET. Koha pas ngrënies së drekës deri në mbrëmje ose pas mesditës; pasdite. *Tërë pasdreken ndenji brenda.*
PASDREKE *ndajf.* Në kohën pas drekës a pas mesditës; pasdite. *Punon (studion) pasdreke. Eja nesër pasdreke!*
PASGODITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *libr.* Lë-kundje tërmeti pas goditjes së parë më të raadhe. *Gjatë javës pati njëzet pasgoditje.*
PASGRUSHTË,~A . 1. Pjesa e dorës nën nye-llin; e praps e dorës, kurrizi i dorës, përnibidorë.
2. Pjesa e mëngës së këmishës që bie mbi kurriz të dorës.
PASI,~A . *etnogr.* Parëti, të pare. *Shkoi nusja në pasi.*
PASI *lidh.* 1. Përdoret në një fjali të varur kohore, veprimi i së cilës kryhet përpara veprimit të shprehur nga fjalia kryesore; kur, si. *Pasi erdhën të gjithë, filloi mbledhja. Pasi hëngri drekë, doli. Pasi bëri ca hapa, u kujtua për të dhe u kthye.*
*2.* Përdoret në një fjali të varur për të shprehur marrëdhënie të ndryshme shkakore; meqë, meqenëse, për shkak se..., duke qenë se... *Pasi qenka puna kështu, unë po iki. Pasi ai nuk po vjen, do të rri unë.*
PASIGURI,~A 1. Frika që ka dikush nga një rrezik i mundshëm, nga një e papritur etj.; gjendje e pasigurt ndaj një rreziku a të keqeje; mungesë si-gurie. *\Pasiguri në punë. Pasiguria për të ardhmen. Gjendje pasigurie.*
*2.* NIungesë bindjeje për vërtetësinë a për drejtë-sinë e diçkaje; mungesë besimi a aftësish për t'i dale në krye një pune, një detyre etj.; mëdyshje, lëkundje. *Ka (ndien) pasiguri. E bën me pasiguri.*
PASIGURT (i,e) *mb.* 1. Që ka a përmban një rrezik të mundshëm; që mund të sjellë një të papritur a të keqe tjetër; i tillë ku nuk janë ntarrë masa mbroj-tëse për të shmangur ndonjë fatkeqësi a të keqe tjetër të rrtundshme; që nuk është siguruar mirë. *Udhëtim i pasigurt. Urë e pasigurt. Jetë e pasigurt. Punë e pasigurt. Mbrojtje e pasigurt.*
*2.* Që nuk ka besim në vetvete a në forcat e veta; që lëkundet a dyshon për diçka, që është në mëdyshje. *pasigurt në vetvete. Ishte i pasigurt për përfundimin.*
3. Që bëhet me mëdyshje, pasiguri a besim të plo-të; që shpreh pasiguri. *Hap i pasigurt. Me ecje të pasigurt.*
4. Qe nuk është pJotësisht i vërtetë; që lë vend per dyshim. *Burime të pasigurta. Të dhëna të pasigurta.* 5. Që nuk mund t'i besosh; që nuk meriton besim të plotë. *Njeri i pasigurt. Në duar të pasigurta.*
PASIGURUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk e ka siguruar jetën a pasurinë pranë një institucioni të posaçëm si-gurimesh a pranë një shoqërie. *Shtëpi e pasiguruar.*
2. Që është në rrethana jo të sigurta, pasi nuk janë marrë masat për t'u dale përpara rreziqeve a të pa-priturave, i pasigurt. *Derë e pasiguruar. E kish jetën të pasiguruar.*
PASIM,~->I *m. sh.* ~>E, ~ET *sport.* 1. Veprimi sipas kuptimit 1 të foljes PASOJ H. *Pasimi i topit.*
*2.* Rruga që bën topi kur i kalohet një lojtari tjetër; pas. *Pasim i gjatë (i shkurtër). Pasim i gabuar (i përpiktë).*
PASINQERTË (i,e) *mb.* 1. Që nuk i shpreh me çil-tëri ndjenjat e mendimet e veta, që nuk thotë të vër-tetën a nuk shpreh atë që ndien, jo i çiltër, jo i sinqertë. *Njeri i pasinqertë.*
2. Që nuk shpreh të vërtetën ashtu siç është, që nuk bëhet a nuk thuhet me çiltëri; i shtirë. *Fjalë të pa-sinqerta. Urime të pasinqerta.*
PASION,~J *m. sh.* ~E, ~>ET. 1. *psikol.* Ndjenjë e fuqishme, e thellë dhe e qëndrueshme, që shfaqet me vrull dhe që përcakton sjelljen e veprimtarinë e njeriut; afekt i fuqishëm. *Pasion i madh. Ndez (frenon) pasionet. Mposht (shtyp) pasionin.*
*2.* Dëshirë a prirje e zjarrtë për diçka, dashuri e madhe për diçka; zjarr, vrull i brendshëm kur dikush bën diçka. *Ka pasion për këngë (për muzikë, për ma-tematikë). Flet (diskuton) me pasion. E bëri me pasion. Punon me pasion. E mbronte me pasion.*
3. Diçka, për të cilën dikush ka prirje a dashuri të zjarrtë, diçka që i pëlqen a e tërheq shuffle dike, ndaj së cilës ai është shumë i dhënë. *Pasioni i tij është mu-zika (piktura, gjahu).*
PASIONOHEM *vetv. libr.* Jepem me zjarr pas diçkaje. *Ishte pasionuar pas letërsisë.*
PASIONOJ *kal.,* ~OVA, ~-UAR *libr.* E bëj dike qd të jepet me zjarr pas diçkaje.
PASIONUAR (i,e) *mb. libr.* Që është i dhënë me gjithë shpirt pas diçkaje, që i kushtohet me zjarr diçkaje; që bëhet me pasion. *Studiues (mbledhës) i pasionuar. Piktor i pasionuar.*
PASITUR (i,e) *mb.* Që nuk i janë hequr me site krundet a papastërtitë e tjera (për miellin); që nuk është kaluar nëpër site. *Miell i pasitur. Rërë e pasitur.*
PASIV,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fin.* Pjesë e bilancit ekonomik të një ndërmarrjeje, që përfshin tëgjitha shpenzimet dhe detyrimet që ka ajo ndaj ndërmarrjeve të tjera; *kund.* aktiv. *Aktivi dhe pasivi. Pasivi i bilancit. Shuma e pasivit.*
PASIV,~E i *mb.* 1. Që nuk vepron, që nuk merr pjesë në një punë a veprimtari; që rri në pritje e nuk vetëvepron; jo i gjallë, i plogët; që nuk ndikon me force në zhvillimin e ngjarjeve; *kund.* aktiv. *Njeri pasit. Nxënës pasiv. Qëndrim pasiv. Qëndresë pasive. Mbrojtje pasive. Rol pasiv. Tregohej pasiv.*
*2. spec.* Që nuk merr pjesë në një proces; që nuk vepron me, që është shuar; *kund.* aktiv. *Vullkan pasiv* vullkan i shuar.3. Që nuk zotërohet në mënyrë të thelluar dhe nuk vihet në përdorim g jallërisht e pa vështirësi; *kund.* aktiv. *Fjalori pasiv. E zotëron në mënyrë pasive një gjuhë.*
PASlV,~E ii *mb. fin.* Që ka me shumë shpenzime se të ardhura; që ka të bëjë me pasivin e bilancit; *kund.* aktiv. *Llogari pasive. Bilanc pasiv* bilanc me shpenzime më të mëdha se të ardhurat.
PASIVtSHT *ndajf. libr.* Në mënyrë pasive, në mënyrë të plogët, pa gjallëri. *Qëndron pasivisht.*
PASIVITET,~I *m. libr.* Të qenët pasiv; rnungesë e vetëveprimit a e veprimtarisë së gjallë, mungesë e gjallërisë; qëndrim i plogët. *Periudhë pasMteti. Frymë pasiviteti. Ka rënë (qëndron) në pasivitet.*
PASJE,~A . I. Veprimi sipas kuptimeve 1-6, 8, 9, 13-15, 17 të foljes KAM.
2. Diçka që dikush e ka prone të tijën; pasuri, mall e gjë, kamje.
PASJELLË (i,e) *mb. bised.* I pasjellshëm.
PASJELLSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që i mungon mirësjellja, që sillet pa edukatë; i panjerëzishëm. *Njeri i pasjelishëm. Fëmijë i pasjellshëm.*

PASKAJË,~A . Maja e miellit, ënda. *Pete me paskajë. I mori paskajën.*
PASKAJORE,~JA . *gjuh.* 1. Një nga format e pashtjelluara të foljes, e cila shpreh një veprim a një gjendje në mënyrë të përgjithshme, pa u lidhur me një kohë a vetë të caktuar. *Trajtat e paskajores. Paskajor-ja në gjuhën shqipe.*
*2. Përd. mb. vjet.* sipas kuptimit të emrit. *Mënyra paskajore.*
PASKAJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk ka anë
e fund, i pafund, i paanë. *Shkretëtirë e paskajshme.*
PASKËTAJ *ndajf.* Këtej e tutje, prej sot e me pas; në kohën që vjen me pas. *Sot e paskëtaj. Detyra të tjera na dalin paskëtaj.*
PASKRAH,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *anat.* Pjesa e krahut nga bërryli deri te supi. *Paskrahu i djathtë (i majtë). Muskujt e paskrahut.*
PASKRUPULL (i,e) *mb. libr.* I. Që nuk ndalet para asnjë veprimi të padrejtë a të pamoralshëm, që nuk nguron të bëjë gjithçka pa e vrarë ndërgjegjja; i paturpshëm. *Njeri i paskrupull. Fashist i paskrupull. Tiran i paskrupull.*
*2.* Që shkel hapur çdo të drejtë e normë morale, i ulët e i pandershëm; i paturpshëm. *Deklaratë e paskrupull. Grabitje e paskrupull. Luftë e paskrupull. Shkelje e paskrupull. Në mënyrë të paskrupull.*
PASKRYE,~T *as.* Pjesa e prapme e kokës që nga buti e deri te zverku.
PASLINDJE,~A . 1. Periudha prej disa javësh menjëherë pas lindjes; lehoni. *Koha e paslindjes. Leja e paslindJBS.*
*2.* Dhomë e posaçme në shtëpinë e lindjes, ku gruaja qëndron pak ditë pas lindjes. *E çuan në paslindje.*
PASLINDUR (i,e) *mb.* 1. Që ka lindur me pas se një tjetër ose të tjerët, që është bir, bijë, nip a mbesë (në krahasim me prindërit, gjyshërit dhe gjyshet); *kund.* i paralIndur.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Të para-lindurit dhe të paslindurit.*
PASLUFTË,~A . Periudha pas luftës së fundit që ka pasur një vend; periudha pas Luftës së parë ose të Dytë Botërore; periudha pas Luftës Nacional-çlirimtare në Shqipëri. *Shqipëria e pasluftës. Ekonomia e pasluftës. Letërsia e pasluftës.*
PASMBESË ~A . *sh.* ~A, ~AT. Vajza e nipit ose e mbesës; stërmbesë. *Mbesat e pasmbesat.*
PASMESDITË,~A . Koha që përfshin orët e para pas mesit të ditës. *Pasmesditë e nxehtë. Pasmes-ditë \ere.*
PASMESNATË,~A . Koha që përfshin orët e para pas mesit të nates. *Orët e pasmesnatës. Punonte deri në pasmesnatë.*
PASMË (i), ~E (e) *mb.* 1. Që ndodhet në anën prapa diçkaje, në anën përkundrejt anës së përparme a ballit të diçkaje; që gjendet prapa, që është në pjesën e dytë nga fundi i diçkaje a i dikujt; *kund.* i përparme. *Faqja (ana) e pasme. Këmbët e pasme. Rrotat e pasme. Muri i pasmë. Dhoma e pasme. Radhët e pasme.*
2. Që vjen pas një kohe, i mëpastajmë. *Brezi i pasmë. Vitet e pasme.*
3. I prapambetur nga ana arsimore e kulturore.
• E vuri në xhepin e pasmë nuk bëhet merak fare për diçka, as që can kokën fare për të, e la në harresë, e hodhi pas krahëve.
PASNESËR *ndajf.* Në ditën që vjen menjëherë pas së nesërmes. *Do të niset (do të kthehet) pasnesër.*
• Flet për (si) pasnesër flet kot, flet në tym. Nesei, pasnesër dikur në të ardhmen; kur t'i vijë koha.
PASNESËRM (i), ~E (e) *mb.* 1. Që vjen menjëherë pas ditës së nesërme; që i përket ditës pas së nesërmes ose që do të bëhet pasnesër. *Dita e pasnesërme. Ndeshja e pasnesërme. Mbledhja e pasnesërme.*
*2. si em.* ~E, ~JA (e) . Dita që vjen menjëherë pas së nesërmes. *Të pasnesërmen në mbrëmje.*
PASOHEM. *Pës. e* PASOJ i. PASOHET. *Pës. e* PASOJ n.
PASOJi *kal.,* ~-OVA, ~4JAR. 1. edhe *jokal.* Ndjek dike a diçka që ecën para rrteje, i shkoj prapa pa iu ndarë; ndjek. *Pasoi shokët. Skuadra pasonte udhërrëfyesin. I dyti pasoi të parin. Të tjerët pasojnë me vonë.*
2. *jokal. vet. veta III.* Bëhet a ndodh menjëherë pas diçkaje, vjen fill pas diçkaje tjetër; vjen pas, vi-jon. *Pasoi një heshtje. Ditët, që pasuan. Rregullat që pasojnë.*
3. E bëj diçka menjëherë e si një tjetër a si të tjerët, ndjek. *Këngën e pasuan shokët.*
4. *fig.* Eci në rrugën e dikujt a ndjek shembullin e tij; bëhem përkrahës i dikujt a i diçkaje; e çoj më tej punën e nisur prej dikujt, vijoj po atë rrugë. *Pason shembullin e të përparuarve. Pasojnë mësimet (idetë) e Partisë. Pason rrugën e tyre. At a që e pasuan këtë teori.*
PASOJ H *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. E kaloj diçka dorë me dorë që të atrijë deri te dikush a në një vend të caktuar, i jap dikujt diçka për ta kaluar dorë me dorë në mënyrë që të gjithë ta shohin, ta lexojnë etj. *Pasonin tullat (tjegullat, gurët). E pasoi letrën. Lexoje dhe pasojua shokëve.*
2. *sport.* I hedh topin një lojtari tjetër me dorëose duke e gjuajtur me këmbë (në ndeshjet që luhen me top). *E pasoi bukur (keq). Nuk e pasoi mirë. la pasoi qendërsulmuesit (mbrojtësit).*
PASOJ HI *jokal.,* ~OVA, ~UAR *etnogr.* Shkon-te në të parë te prindërit e vet, shkonte së pari (për nusen).
PASOJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjurmët a ndi-kimi që lë një veprim ose një gjendje e mëparshme; diçka zakonisht e padëshirueshme a e keqe, që vjen pas një veprimi; rrjedhim. *Pasojë e drejtpërdrejtë. Pasoja të rënda (të këqija, të hidhura). Me pasoja vdekjeprurës"e. I mbarsur me pasoja. Ka (sjell) pasoja. U zhdukën të gjitha pasojat e luftës (e tërmetit). Pa-varësisht nga pasojat.*
*2. filoz.* Dukuri a gjendje që lind e kushtëzohet nga një shkak ose nga disa shkaqe. *Shkaku dhe pasoja.*
*k* Si (per) pasojë... *fj. ndërm.* rrjedhimisht, pran-daj, për rrjedhim.
PASQR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Pjesëtar i familjes së dhëndrit që shoqëronte nusen kur shkonte për here të parë në shtëpinë e prindërve të vet pas martesës; ai që shkonte me nusen e me dhëndrin në pasi.
PASOSUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka mbarim, që s'ka të sosur, i pafund (në hapësirë). *Oqean i pasosur. Fu-shë e pasosur.*
*2.* Që është shumë i madh në sasi a në numër, që nuk mund të numërohet; i pafund. *Turmë e pasosur zogjsh. Numër i pasosur.*
3. Që zgjat shumë kohë a që duket tepër i gjatë; që vazhdon pa ndërprerje; i pafund. *Brohoritje të pasosura. Pritje e pasosur. Nate (ditë) e pasosur.*
*4. fig.* Shumë i madh, i pakufishëm. *Entuziazëm ipasosur.*
PASQAFE,~JA . 1. Zverku, arrëza. 2. *fig. euf.* Vdekja. *erdhi pasqafja.*
PASQYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fletë xhami e Iyer nga njëra anë me një shtresë të hollë të një për-zierjeje

argjendi, kallaji, zhive etj., që ka vetinë të kthejë rrezet e dritës dhe të jape të plotë shëmbëllimin e çdo gjëje që ndodhet përpara; sipërfaqe metalike e lëmuar, që ka këtë veti. *Pasqyrë e rrafshët (e lugët). Pasqyrë muri. Pasqyrë xhepi. Raft me pasqyrë. Shihet në pasqyrë. U thye pasqyra. Qëndron përpara pasqyrës. Ndrit si pasqyrë.*
2. Siperfaqe e rrafshët e ujit etj., që e kthen dritën. *Përmbi pasqyrën e detit.*
3. Listë a tabelë përmbledhëse, që përmban një varg të dhënash, emrash etj. të ndara në shtylla ose sipas një renditjeje; paraqitje e përmbledhur e ngjarjeve, e dukurive ose e një përmbajtjeje të caktuar. *Pasqyrë e\ shkurtër (përmbledhëse). Pasqyrë statistikore. Pasqyra e hyrjeve dhe e daljeve. Pasqyrë e përllogaritje-ve. Pasqyra e notave. Pasqyra e lëndës* përmbajtja, trye-za e lëndës së një libri. *Pasqyra e shtypit të përditshëm-*
4. *fig.* Diçka që jep një paraqitje të gjallë të dukurive, të ngjarjeve e të rrethanave, tablo e gjallë, shprehëse dhe e vërtetë; paraqitje a shprehje besnike e diçkaje; pasqyrim. *Pasqyrë e gjallë. Pasqyrë e jetës (e punës). Pasqyrë e \rullit revolucionar.*
*5. përd. mb.* Shumë i pastër e shumë i ndritshëm. *U be pasqyrë, E kishte dyshemenë pasqyrë. I bëri kë-pucët pasqyrë.*
*6. përd. ndajf.* Shumë (me mbiemra si i paster, i ndritshëm, i shkëlqyer etj.). *E pastër pasqyrë. I ndritshëm pasqyrë.*
• E ka zemrën pasqyrë ka shpirt të mirë dhe të paster, ka zemër të kulluar, është shumë i çiltër. E shod veten si në pasqyrë shoh qartë të metat dhe gabimet e mia për t'i ndrequr.
PASQYRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PASQYROJ, PASQYROHEM.
*Pasqyrimi i dritës.*
2. Figura ose shëmbëllimi i dikujt a i diçkaje që riprodhohet në pasqyrë ose në një siperfaqe tjetër të lëmuar e të ndritshme. *Dukejpasqyrimi i hënës në ujë.*
3. Paraqitje a shprehje e dukurive, e ngjarjeve dhe e rrethanave; diçka që jep shëmbëllimin ose gjurmët e ndikimit të dukurive, të ngjarjeve e të rrethanave; pasqyrë. *Pasqyrim i kohës (i epokës, i shoqërisë).*
4. *filoz.* Veti e përgjithshme e materies për të pasqyruar çdo veprim a ngacmim të jashtëm; vetia e psi-kikës dhe e ndërgjegjes për të pasqyruar botën e jasht-me. *Pasqyrimi fizik* pasqyrimi karakteristik për botën jo të gjallë. *Pasqyrimi biologjik* format e ulëta të pas-qyrimit të botës së gjallë. *Pasqyrimi psikik* format e larta të pasqyrimit te kafshët e zhvilluara e te njeriu, që lidhen me veprimtarinë e sistemit të lartë nervor. *Teoria e pasqyrimit. Ndijimi dhe pasqyrimi. Vetia e pasqyrimit.*
PASQYROHET *vet.* I. Riprodhohet figura e dikujt a e diçkaje në një pasqyrë ose në një siperfaqe të lëmuar e të ndritshme, del si në pasqyrë. *Retë e bardha pasqyroheshin në ujë.*
2. *fiz.* Kthehet në drejtim të kundërt duke nde-shur në një sipërfaqe të ndritshme e të lëmuar. *Rrezet e die Hit pasqyrohen në ujë.*
3. *fig.* Shfaqet nga jashte, shprehet në mënyrë *të* dukshme, shihet qartë. *Gëzim dhe hare pasqyrohej në fytyrat e tyre. Në sytë e saj pasqyrohej një dhembje e thellë.*
4. *Pës. e* PASQYROJ.
PASQYROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I. *vet. veto 111.* Riprodhon figurën ose shëmbëllimin e dikujt a tS diçkaje (për një pasqyrë a një sipërfaqe të lëmuar dhe të ndritshme). *Uji pasqyronte qiellin.*
2. *vet. veta HI spec.* Kthen rrezet e dritës; kthen valët e zërit në drejtim të kundërt. *Hëna pasqyron dritën e Diellit. Liqeni pasqyronte rrezet e Diellit.*
*3. fig.* E jap a e përfshij në një material të shkruar, në një tabelë, në një skicë etj.; paraqit. *E pasqyrot në plan (në raport). I ka pasqyruar të gjitha të dhëndt. Nuk e ka pasqyruar drejt.*
*4. vet. veta III fig.* E shfaq nga jashtë, e shpreh në mënyrë të dukshme, shërben si pasqyrë a si paraqitje. *Pasqyron gjendjen. Pasqyronte ndjenjat e tij. Konferenca pasqyroi arritjet e deriatëhershme.*
5. *fig.* Riprodhoj në një vepër letrare ose artistike, jap. *Letërsia pasqyron jetën shoqërore. Vepra pasqyron heroizmin e klasës punëtore. Pasqyron drejt (me besnikëri).*
6. *filoz.* Riprodhoj në psikikë e në ndërgjegje fi-gurat e botës së jashtme.
PASQYROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pajisje me nje pasqyrë të lugët, që shërben për të kthyer e për të dër-guar larg rrezet e dritës; reflektor.PASQYRUES,~E *mb.* 1. *spec.* Që ka vetinë të kthejë në drejtim të kundërt rrezct e dritës a vale të ndryshme. *Trap past}yrues.*
2. *filoz.* Që riprodhon figurat e sendeve materiale, që pasqyron botën e jashtme. *Aftësia pasqyruese e ndërgjegjes.*
3. Që shpreh a riprodhon diçka. *Art pasqyrues.*
PASRREGULL,~A . Të fikët, alivan.
PASSHKRlM,~4 *m. sh.* ~>E, ~ET. Diçka që shtohet në fund të një letre a shkrese pasi ajo është nënshkruar nga hartuesi (shkurtimi P.S.). *Letra kishte një passhkrim.*
PASTAJ *ndajf.* 1. Me vonë, pas pak kohe, me pra-pa, pas kësaj; në kohën që vjen me pas, në vijim. *Ta them pastaj. Pastaj do të vij. E la për pastaj. E ke ti radhën pastaj. Pastaj u ul dhe ndezi nji cigare. Pastaj^ për pionierët u dha një concert. Heshti pak, pastaj bëri disa pyetje.*
2. Me pas në radhë, me prapa (në hapësirë). *I shin dy shtëpi, pastaj një fushë e vogël. Vinte një kthesë, pastaj rruga zgjerohej.*
3. Me poshtë, më tej (përdoret për të treguar se ai që ffet kalon në një mendim tjetër të lidhur më të parin). *Pastaj ai foli për sukseset e arritura.*
4. Veç kësaj, përveç të tjerave (vihet në fillim të fjalisë). *Pastaj është edhe i vjetër. Pastaj isha edhe i lodhur. Pastaj të ma kishe thënë me pare.*
5. Ndryshe, përndryshe (kur duam të kërcënojmë dike). *Nisu sa me pare, se pastaj do ta pësosh keq.*
PASTAJMË (i), *rJE* (e) *mb.* 1. Që vjen me pas; që ndodh pas diçkaje, që vijon. *Ditët e pastajme. Brezat e pastajme. Vitet e pastajme.*
2. I sprasëm, i fundit.
PASTEL,~-'I *m. sh.* ~E, ~ET *art.* Laps i butë me ngjyra për të pikturuar, që përgatitet me bojë të përzier me një pluhur dhe një lloj rrëshire; vizatim a pikturë me këtë laps. *Vizatim (pikturë, punim) me pastel. Ngjyra pasteli.*
PASTEN,~I *m. sh.* ~>Ë, ~>ËTtraAin. Gunëbariu; strugë që hidhet në kokë për t'u mbrojtur ngashiu.
PASTERIZlM,~I *m. spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PASTERIZOJ, PASTERIZOHET. *Pas-lerizimi i*

*qumështit (i mushtit). Kazani i pasterizimit. Reparti i pasterizimit. Me anë të pasterizimit. I bëjnë pasterizimin.*
PASTERIZOHET *spec. Pës. e* PASTERIZOJ.
PASTERIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *spec.* Ngroh një ushqim të lëngshëm deri në 100 grade dhe e ftoh menjëherë, me qëllim që të zhduken bakteret e disa kërpudha dhe të ruhet për një kohë të gjatë. *Pasteri-zojnë qumështin (mushtin).*
PASTË,~'A I . *sh.* ~-'A, ~AT. Ëmbëlsirë me për-masa të vogla e në trajta të ndryshme, që përgatitet me miell, me vezë, me gjalpë e me sheqer dhe zbuku-rohet përsipër me krem.
PASTË,~A II *sh.* —A, ~AT. Lëndë e butë dhe e quliët si brume, që përdoret për qëllime të ndryshme. *Paste ngjitëse (mbrojtëse). Paste dhëmbësh. Paste rroje. Paste xhamash* baltë xhamash. *Paste druri* lëndë veshtullore që del nga përpunimi i drurit dhe që përdoret për prodhimin e letrës. *Paste për heqjen e ndryshkut.*
PASTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. pastër detl
*2ool.'.yW* deti.
PASTER (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka pluhur, plehëra, baltë, lyre, bojë etj., që nuk është i fëlliqur, që i janë hequr, i janë fshirë a i janë larë pluhuri, balta, lyra etj. *kund.* i ndyrt; i fëlliqur. *Shtëpi (dhomë) e paster. Oborr i paster. Rroba të pastra. Shami e paster. Lesh i paster. Me duar të pastra. Me fytyrë (qafë) të paster. Me dhëmbë të paster. Enë (luge) të pastra. Xhama të paster.*
2. Që lahet mirë e rregullisht, që mban përherë vesh-je të lara; që e mban mirë, të larë e të fshirë vendin ku jeton e punon, pastërtor. *Njeri i paster. Grua (am-visë) e paster.*
3. Që nuk ka mbeturina, pengesa e gjëra të tjera, të cilat ta zënë, ta ndalojnë, ta prishin etj. *Gyp i paster. Pus i paster. Kanal i paster. Rast i paster, sport.* mundësi për të gjuajtur e për të shënuar pa e penguar asgjë (në futboll).
4. Që nuk ka puçrra, dregëza ose shenja të ndonjë sëmundjeje, i qëruar. *E ka fytyrën të paster. I ka mushkëritë të pastra.*
5. Që është pa re, i kthjellët. *Qiell i paster.*
6. Që nuk të ndot. *Punë e paster.*
7. Që nuk ka lëndë të huaja, pluhur etj. të trelura a të përziera me të, i kulluar; i përbërë thjesht prej një lëndc. *Ujë i paster. Lesh i paster. Grurë i paster. Ar i paster. Mineral i paster. Dal në ajër të pastër* dal jashtë një dhomc të mbyllur.
8. *fig.* I ndershëm e i çiltër në jetë, i sjellshëm në punë e i panjollë; që nuk e errëson asgjë e pandershme a e shtrembër. *Njeri i paster. Vajzë e paster. Me bio-grafi të paster. E ka ndërgjegjen të paster.*
9. *fig.* Që nuk ka djallëzi e prapamendime dhe nuk udhëhiqet nga interesa të ngushta e të rastit; i dëlirë, i kulluar, i çiltër. *Ndjenjë (dashuri) e paster. Miqësi e paster. Me zemër (me shpirt) të paster.*
10. *fig.* Që nuk ka ndikime të huaja, shtrembërime ose përzierje ideologjike; që nuk ka elementë me qën-drime politikisht të huaja. *Vijae Partisë sonë është e paster. T'i mbajmë të pastra radhët tona.*
11. Që është bërë me kujdes, me cilësi të lartë dhe pa të meta; që është pa ndreqje e gabime. *Punë e paster. Kopje e paster. Në faqe të paster.*
12. Që i përket një lloji të mirë dhe nuk është përzier me lloje të tjera (kryesisht për racat e kafshëve). *Race e paster.*
13. Që nuk është e mbushur me fjalë, me shprchje e me ndërtime të huaja dhe është tërësisht në përputhje me normën letrare (për gjuhën). *Gjuhë e paster. Fliste një shqipe të paster.*
14. Që tingëllon rrjedhshëm, pa u shoqëruar me zhurma e gërvishtje, i qëruar (për zërin). *Tingull i paster. Ka një zë të paster.*
15. *sport.* Që zhvi lionet në përputhje të plotë me rregullat, jo i rëndë, pa të shtyra, pa grind je e goditje. *Lojë e paster. Futboll i paster.*
16. *si em.* PASTËR, ~RA (e) . Fletë e bardhë, në të cilën është shkruar përfundimisht diçka pa gabime e pa ndreqje. *E hedh në të paster.*
PASTER *ndajf.* 1. Në gjendje të paster, me pastërti. *E mban pastër shtëpinë. I mban pastër rrobat. Mbahet pastër* e mban veten dhe veshjen gjithnjë të paster.2. Me cilësi të lartë, pa të meta, pa ndreqje e ga-binie. *Punon paster. E ka shkruar paster.*
3. Në mënyrë që dëgjohet mirë e kuptohet pa vësh-tirësi, qartë. *Flet (i shqipton fjalët) paster.*
4. Pa fjalë, shprehje e ndërtime të huaja dhe në përputhje me rregullat e me normat letrare, në një gjuhë të paster. *Shkruan (shprehet) paster.*
PASTËRMA,~JA . Mish i prerë në rripa, i vënë në kripë dhe i tharë në tym, që ruhet për dimër; gjella që bëhet me këtë mish. *Pastërma lope (derri, kau). Mish pastërma. Bëj pastërma. Dje kishin pastërma me fasule.*
•*k* Është bërë pastërma është tharë e është nxirë në ifytyrë; është p)akur e dobësuar shumë.
PASTËRMOHET. *Pës. e* PASTËRMOJ.
PASTËRMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E krip mishin dhe e thaj në tym, e bëj pastërma.
PASTËRTI,~A . 1” Të qenët i paster, vetia e di-kujt a e diçkaje të pastër (në kuptimet 1-9, 11-14). *Pasterti e madhe (shembullore). Pastërti morale (shpirtë-rore). Pastërtia e ajrit (e mjedisit). Pastërtia e fares. Pastërtia e ndjenjave (e shpirtit). Pastërtia e gjuhës. Shlcalla e pastërtisë së një lënde. Mban pastërti. Këtu ka pastërti. I prish pastërtinë.*
2. Mungesë e ndikimeve të huaja, e shtrembëri-meye ose e përzierjeve ideologjike; gjendje në të cilën nuk ka pikëpamje të shtrembra ose elementë me qën-drime politikisht të huaja. *Pastërtia ideologjike. Pastërtia e teorisë revolucionare. Pastërtia e radhëve.*
3. *bised.* Punishte me pajisjet e nevojshme ku la-hen dhe pastrohen ndërresat e rroba të ndryshme. *çoi ndërresat në pastërti. Mori pallton nga pastërtia.*
PASTËRTOR,~E *mb.* 1. Që e mban pastër veten, rrobat, shtëpinë, vendin e punës etj., që është shumë i rregullt në veshje dhe i pëlqen pastërtia. *Grua (vajzë) pastërtore.*
*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Është pastërtore e madhe.*
PASTER VITUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka fituar aftësi e p^rvojë në një punë, që nuk është i ushtruar; i pa-mësuar. *Njeri (sportist) i pastërvitur. Dorë e pastërvitur. Vesh (sy) i pastërvitur.*
*2.* Që nuk ka mësuar të bëjë diçka me anë të ushtri-meye (për kafshët). *Kale i pastërvitur. Qen ipastërvitur.*
PASTIÇERl,~A. *sh.* ~, ~TË. *shih* ËMBËLTO-RE,~JA.
PASTIÇO,~JA . *sh.* ~, ~T *gjell.* Gjellë që për-gatitet me makarona, me vezë, me qumësht e me djathë a me mish të grirë dhe që piqet në furrë.

PASTOLI (i,e) *mb.* Që nuk është stolisur e zbuku-ruar, që është veshur thjeshtë (zakonisht për grate); që nuk është shtruar me qilima e s'është pajisur me orendi të bukura, me perde etj.; i pashtruar (për dho-men, shtëpinë). *Gruaepastoli. Si nuse epastolil* para qitur jo bukur, jo ashtu si duhet të paraqitet, *i* zhve shur. *Dhomë epastoli.*

PASTREHË (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka strehë; i zbu-luar (për një ndërtesë).

2. *fig.* Që nuk ka shtëpi, që nuk ka ku të banojë. i pashtëpi; shumë i varfër, i këputur. *Njeri i pastre-hë. Fëmijë i pastrehë.*

*3. Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.

PASTREHUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është strehuar ende në një banesë. *Familje e pastrehuar.*

2. Që është lënë jashtë i zbuluar e i pambrojtur, që nuk është futur gjëkundi. *Makineri bujqësore të pastrehuara.*

PASTRl,~A. Pastërti.

PASTRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PASTROJ, PASTROHEM. *Pas-trimi i shtëpisë. Pastrimi i trupit. Pastrimi i kanaleve. Pastrimi i kullotave. Pastrimi i radhëve.*

PASTROHEM *vetv.* 1. Pastroj veten duke u Iarë me ujë e me sapun dhe duke u fërkuar; heq nga vetja baltën, njollat ose papastërtitë e ndryshme me ujë a me ndonjë lëndë tjetër pastruese. *Pastrohet përditë. U la e u pastrua.*

*2. vet. veta III.* I largohet diçka e huaj a që e zinte, qërohet. *Qielli u pastrua.* <

3. *fig.* Zhduk nga ndërgjegjja mbeturinat a ndi-kimet e ideologjisë së huaj. *Të pastrohemi plotësisht nga mbeturinat dhe shfaqjet e huaja.*

4. *Pës. e* PASTROJ.

PASTROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I heq diçkaje pluhurin, plehërat, baltën, lyrën, bojën etj. me fshesë, me furçë, duke e fërkuar me leckë të lagur, me ujë etj., i heq papastërtitë e ndryshme, e bëj të paster; laj me ujë e me sapun. *Pastroi shtëpinë (dhomën, oborrin). Pastroi rrobat (këpucët). Pastroj xhamat. Pastroj biçikletën. Pastroj dhëmbët. Pastroj me fshesë (me furçë, me leckë). Pastroj me ujë.*

*2. tek.* I heq ndryshkun diçkaje duke e fërkuar; e fshij dhe e bëj të shkëlqejë, i jap shkëlqim. *Pastroj armët (shpatën). Pastroj enët.*

3. I heq mbeturinat a çdo gjë tjetër që e zë, e nda-lon, e prish etj.; largoj gjërat që e kanë zënë dhe që të pengojnë për të kaluar, për të punuar etj. *Pastroi kanalin (pusin, vijën e ujit). Pastroj oxhakun. Pastroj çatinë nga dëbora. I pastroi rrugën. la pastroi tryezën. E pastroi vendin për arkat.*

4. *vet. veta III.* I heq puçrrat, dregëzat ose njollat në fytyrë e në lëkurë, e qëron; ia Ian organizmin nga diçka e keqe, e dëlir. *la pastroi fytyrën. la pastroi zorrët.*

5. *vet. veta III.* E kthjellon, i largon retë. *Era e pastroi qiellin (motin).*

*6.* E qëroj nga lëndët e huaja, nga pluhuri etj., c bëj të kul luar a të paster. *Pastroj ujin (ajrin). Pastroj grurin. Pastroj arën nga gurët (nga ferrat).*

7. 1 heq cipën, lëkurën ose pjesë të tjera të pane-vojshme një sendi ushqimor përpara se ta gatuaj ose përpara se ta ha, qëroj. *Pastroj peshkun. Pastroj pe-rimet. Pastroje mollën (dardhën)!*

8. *fig.* Zhduk mbeturinat e ndikimet e ideologjisë së huaj; dëboj elementët me qëndrime politikisht të huaja e të dëmshme. *Pastroj ndërgjegjen (vetëdijen). Pastroj botëkuptimin. 1 pastruan radhët e Partisë.*

9. E çliroj a e shpëtoj një vend duke dëbuar ose duke asgjësuar armiqtë c tradhtarët. *Ushtria Nacional-çlirimtare e pastroi vendin nga puthtuesit e tradhtarët. E pastruan nga bandat e kriminelëve.*

10. Heq atë që është e huaj, e tepërt, e panevpj-shme ose e dëmshme; e bëj më të qartë dhe më të kup-tueshme diçka. *Pastroj gjuhën nga fjalët e huaja. Pastroj programet (tekstet) nga lënda e tepërt.*

*k* Pastro (laj) gojën! *mospërf. shih te* LAJ. Pastroj (kruaj) zërin (gurmazfn) *shih te* KRUAJ. Pastroj ahuret ë Augjiasit *libr. shih tek* AHUR,~I.

PASTRUES,~I *m. sh.* ~\ ~IT. 1. Punëtor që bën pastrimin e diçkaje; ai që punon me makinë pas-truese. *Pastruesi i rrugëve. Pastruesi i oxhaqeve.*

2. Lëng a lëndë tjetër që përdoret për të hequr njolla boje, lyre, ndryshku etj.; send a mjet për të pastruar; makinë pastrimi. *Pastrues kimik. Pastruesi* i *gazit.*

PASTRUES,~E *mb.* Që përdoret për të pastruar diçka. *Lëndë pastruese. Makinë pastruese.*

PASTRUESE,~JA . *sh.* ~>E, ~ET. 1. *Fem. e* PASTRUES,~I i.

2. Punetore që merret me pastrimin në një institution a ndërmarrje dhe që bën disa shërbime të tjera të vogla. *Pastruesja e institutil (e shkollës).*

3. Gome për të fshirë diçka të shktuar.

4. Makinë për pastrimin e diçkaje. *Pastruese au-tomatike.*

PASTHEKSOR,~E *mb. gjuh.* Që gjendet pas za-nores a rrokjes së theksuar (në një fjalë). *Zanore (rrokje) pastheksore. Ë-ja pastheksore.*

PASTHËNIE,~A . Shtojcë e shkurtër e autorit a e botuesit në fund të një libri, që jep disa përfun-dime, shpjegime a vlerësime për veprën. *Pasthënia e autorit (e redaksisë). Vëllimi mbyllet me një pasthënie.*

PASTHIRRMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. £Wr. Pjesë e pandryshueshme e ligjëratës që shërben për të shpre-hur ndjenjat, dëshirën a vullnetin e folësit (p.sh ah! oh! bah! shët! etj.). *Pasthirrmë urdhërore.*

*2. let.* Figure retorike, me anë të Së cilës autori shpreh një ndjenjë të forte, një thirrje çudie, urrejtje, gëzim, frikë etj.

PASTHIRRMOR,~E *mb. gjuh.* Që përdoret si pasthirrmë; që ka vlerën e një pasthirrmë; që ka në përbërjen e vet një pasthirrmë. *Pjesëz pasthirrmore. Ndajfolje pasthirrmore. Njësi frazeologjike pasthirrmore.*

PASUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ndjekës ose përkrahës i ideve, i pikëpamjeve e i veprimtarisë së dikujt; ithtar. *Pasues i flaktë. Pasuesit e rilindësve.*

PASOES,~E *mb.* Që vjen pas dikujt a diçkaje, që pason; ndjekës. *Fjalë pasuese. Viti (muaji) pasues.*

PASUKSESSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk ia arrin qëllimit të caktuar, që nuk ka sukses, që dështon; i kotë, i pafrytshëm. *Përpjekje të pasuksesshme. Sulrr. i pasuksesshëm. Veprime të pasukssssshme,*

PASUNAR,~E *mb. bised.* 1. I pasur, pasanik. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Pasunar i madh. Pasunar tokash.*

PASUNIVERSITAR,~E *mb.* Që kryhet pas mba-limit të universitetit a të një shkolle tjetër të lartë, <lë është i një shkalle më të lartë se ajo e studentëve. *Kualifikimi pasuniversitar. Provime pasuniversitare.*

PASUR. *pies, e* KAM.

PASUR,~I (i) *m.sh.* ~, ~IT (të). Ai që ka shumë gjë e mall dhe para, të cilat i ka vënë duke shfrytëzuar
punën e të tjerëve, ai që ka vënë pasuri të madhe; *kund.* i varfër. *Lufta e të varfërve kundër të pasurve.*

PASUR (i,e) *mb.* 1. Që ka shumë gjë e mall dhe para, të cilat i ka vënë duke shfrytëzuar punën e të tjerëve, që ka vënë pasuri të madhe; *kund.* i varfër. *Njeri (tregtar, fshatar) i pasur. Familje e pasur. Shtresë e pasur. U be i pasur.*

*2.* Që ka me shumicë të mira materiale e prodhime, i begatshëm. *{Cooperative e pasur. Vend i pasur.*

3. Që e ka diçka me shumicë, që është plot me diçka të dobishme a të vlefshme; që është në sasi të madhe; *kund.* i varfër. *Ushqim i pasur. Mineral i pasur. Bibliotekë e pasur. Bimësi e pasur.*

4- *fig.* Qe ka larmi të elementeve përbërëse, qs ka vlera të shumanshme, që ka shumë elemente me vleië, me rëndësi etj.; *kund.* i varfër. *Gjuhë e pasur. Fantazi e pasur. Tablo e pasur. Program i pasur artistik. Jetë e pasur. I pasur në mendime. Ka përvojë të pasur.*

PASURI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Tërësia e sendeve, e mjeteve materiale dhe e vlerave të tjera që ka në zotërim një njeri, një grup njerëzish ose shoqëria; burim të ardhurash e të mirash materiale; prone. *Pasuri e madhe. Pasuria socialiste. Pasuri shtetërore. Pasuri kooperativiste. Pasuri e përbashkët. Pasuri e tundshme (e luajtshme). drejt. Pasuri e patundshme (e paluajtshnte). drejt.*

*2. kryes. sh.* Tërësia e lëndëve dhe e vlerave, që ka me shumicë një vend, të cilat mund të shfrytëzohen për mirëqenien shoqërore. *Pasuritë nëntokësore. Pa-suritë ujore. Pasuritë minerale. Pasuritë e nëntokës (e natyrës). Pasuritë e detit (e nënujshme).*

3. Tërësia e parave dhe e pronave që ka me shumicë një njeri dhe qe' i ka vënë duke shfrytëzuar punën e të tjerëve; mall e gjë. *Vuri pasuri. Humbi pasurinë. I etur për pasuri. la morën pasurinë.*

4. Të qenët i pasur, gjendja e atij që është i pasur. *Jetonin në pasuri. E ka nga pasuria.*

5. Prania e diçkaje me shumicë; të qenët i boll-shëm, te pasurit me shumicë. *Pasuria e ushqimit. Pasuria e nëntokës sonë. Pasuria e bibliotekës.*

6. *fig.* Larrriia e vlerave dhe e shfaqjeve të diçkaje; diçka me vlerë e me rëndësi të veçantë. *Pasuri mendore (shpirtërore). Pasuria e gjuhës (e stilit). Pasuria e ngjyrave.*

PASURIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve PASUROJ, PASUROHEM. *Pa-
surimi i tokës. Pasurimi i gjuhës. Fabrika e pasurimii të bakrit (të kromit).*

PASUROHEM *vetv.* 1. Bëhem i pasur, vë pasuri (zakonisht duke shfrytëzuar punën e të tjerëve); *kund.* varfërohem. *U pasuruan në kohën e luftës.*

2. *vet. veta III.* I shtohet numri a sasia e pjesëve përbërëse të vlefshme, bëhet me i pasur me diçka; *kund.* varfërohet. *Pasurohet gjuha (fjalori). Biblioteka u pasurua me libra të rinj.*

3. *vet. veta III fig.* Bëhet me i larmishëm e me i pasur me ide, me përvojë etj. *Pasurohet bota shpirtërore.*

4. *Pës. e* PASUROJ.

PASUROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të pasur, i sjell të mira e begati; *kund.* varfëroj. *E pasurOi vendin.*

2. I shtoj sendet e gjërat e tjera me vlerë, i sjell gjëra të reja, e bëj më të pasur me diçka a nga njëanë. *E pasuroi bibliotekin me libra. E pasuruan fja-lorin. E pasuroi veprën (studimin) më të dhëna të reja.*

3. *spec.* Bëj që të fitojë cilësi më të mira ose vlera të reja, i shtoj diçka për t'ia përmirësuar përbërjen ose i heq përzierjet e huaja e të padobishme; *kund.* var-fëroj. *E pasuron token. Pasuron mineralin.*

4. *fig.* E bëj më të larmishëm e më të pasur me mendime, me ndjenja, me përvojë etj. *la pasuroi botën shpirtërore. Paturoj përvojën (njohuritë). I pasuron mendjen. E pasuron jetën.*

PASUROR,~E *mb. drejt.* Që ka të bëjë me pasurinë, që lidhet me pasurinë. *Gjendja pasurore. Dallime pasur ore.*

PASURUAR (i,e) *mb.* 1. Që është pasuruar ekono-mikisht, që është bërë me i pasur; *kund.* i varfëruar. *Vend i pasuruar. Shtresë e pasuruar.*

2. *spec.* Që ka fituar cilësi më të mira ose vlera të reja; që i është përmirësuar përbërja; *kund.* i varfëruar. *Tokë e pasuruar. Mineral i pasuruar.*

PASVDEKJE,~A. Koha pas vdekjes së dikujt.

PASH,~I *m. sh.* <-”>Ë, ~ËT. 1. Largësia ndërtnjet dy duarve me krahë të shtrirë anash plotësisht; masë gjatësie e barabartë me këtë largësi (rreth një meter e gjysmë). *Gjysmë pashi. Tre pashë litar. Pus i tbelle shtatë pashë. E ka pashin të madh (të vogël). U zgjua me tre pashë diellM* zgjua kur dielli ishte ngritur mjaft lart në qiell.

2. *si mb.* Not pash *sport',* stil notimi duke shtrirë përpara here njërin krah e here tjetrin e duke lëvizur këmbët.

*ir* I ra pash me pash e pcrshkoi një vend nga njëri skaj në tjetrin a nga kreu deri në fund, i ra në të katët" anët. Ecte pash me pash ecte me madhështi, duke u tundur sa andej e këtej. E ke lejen me pashë (plot pa-shin) ke leje të plotë, je i lire të bësh cfarë të duash a të veprosh si të duash. I doli gjuha (një pash, një pë-Jlëmbë) *shih te* GJUHË,~A 1. Ma nxori gjuhën (një pash, një pëllëmbë) *shih te* GJUHË,~A 1. E ka gjuhën një pash flet shumë, nuk pushon së foluri, e ka gjuhën të gjatë. Shtatë ashë nën dhe *shih te* SHTATË. E pafsha shtatë pashë nën dhe! *mallk. shih te* SHTATË. <Jep një pëllëmbë e shqep një pash *shih te* QEP.

PASHA,~I *m. sh.* ~LLARË, ~LLARËT *hist.* I. Titull që u jepej funksionarëve të lartë civile e ush-tarakë në perandorinë osmane; ai që mbante këtë titull; ai që mbante këtë titull edhe pa funksione zyr-tare. *Pashallarët e Turqisë. Pasha me dy (me tri) tuja. U be pasha.*

*1.* Qeveritar civil e ushtarak në krye të një san-xhaku a të disa sanxhakëve në perandorinë osmane. *Pashai i Janinës. I thyen ushtritë e pashallarëve.*

3. *shih* PASHË,~A $_2$.

PASHAI,~A . *sh.* ~, ~TË *krahin.* Shami ose shall që mbajnë grate në qafë.

PASHALLËK,~KU *m. sh.* ~K)E, ~QET *hist.* 1. Titulli i pashait; grade, mbajtësi i së cilës kishte titullin pasha. *la dha pashallëku.*

*2.* Krahinë ose vend që qeverisej nga një pasha. *Pashallëqet në Ballkan. Sistemi i pashallëqeve.*

3. Formacion i madh shtetëror, i përbërë nga disa sanxhakë të sunduar nga një pasha i fuqishëm, i cili prirej të shkëputej nga pushteti qendror i sulltanit. *Pashallëku i Shkodrës. Pashallëku i Janinës.*

PASHEMBULLT (i,e) *mb.* Që nuk ngjan ose që nuk mund të krahasohet me dike a me diçka tjetër; që nuk është parë ose që nuk është dëgjuar ndonjëherë tjetër; i pashoq; i pakrahasueshëm. *Përpjesëtime të pashembullta.*

*Suksese të pashembullta. Herohëm i pashembullt. Zhvillim i pashembullt.*
PASHERR (i,e) *mb. bised.* 1. Që nuk zihet a nuk grindet më të tjerët, që nuk bën sherre; i urtë. *Njeri i pasherr. E urtë dhe e pasherr.*
2. Që nuk ka prapamendime a qëllime të këqija ndaj të tjerëve, i patëkeq, i padjallëzuar; që nuk ka smirë. *Vajzë e pasherr.*
PASHË,~A *m. sh.* ~ALLARË, ~^ALLARËT *hist. 1. shih* PASHA,~I.
*2.* Përdorej për nderim pas emrit të një njeriu. që kishte titullin e pashait. *Ali Pashë Tepelena. Mustafa Pashë Bushati.*
PASHË. *kr. e thj. e* SHOH.
PASHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka tipare të rre-gullta dhe tërheqëse; i hijshëm, i bukur. *Djalë (burrë) i pashëm. Grua (vajzë) e pashme. Me fytyre të pashme. Është shumë i pashëm.*
PASHËNDET (i,e) *mb.* Që nuk ka shëndet të mirë, që vjen i dobët e i sëmurë; shëndetlig. *Fëmijë i pa-shëndet.*
PASHËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është shëruar ende edhe pas mjekimeve (për njerëz e kafshë); që nuk është mbyllur ende (për një plage). *Plage e pa-shëruar. Nuk e nxjerrin nga spitali të pashëruar.*
*2.* I pashërueshëm. *Sëmundje e pashëruar.*
PASHËRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
mund të shërohet, që nuk ka shërim; *kund. I* shë-rueshëm. *Sëmundje e paskërueshme. Dhembje e par shërueshme.*
PASHËTITUR (i,e) *mb.* Që nuk ka parë krahina e vende të tjera, që nuk ka shëtitur nepër botë, i pa-dalë. *Njeri i pashëtitur.*
PASHFRYTËZUAR (i,e) *mb.* Që nuk është shfry-tëzuar fare ose sa duhet. *Tokë e pashfrytëzuar. Pasuri të pashfrytëzuara. Rezerva të pashfrytëzuara. Libra të pashfrytëzuar.*
PASHFRYTËZUESHËM (i), ~ME (e) *mb. Që*
nuk mund të përdoret, që auk mund të shfrytëzohet. *Burime të pashfrytëzueshme.*
PASHi,~A . Bukuri, hijeshi trupore. *Shquhej për pashi e urtësi.*
PASHIJE (i,e) *mb.* 1. QS nuk ka asnjë shije në *ti*-ngrënë a në të pirë, i zbarët; i pashijshëm. *Kafe e pashije. Pjepër i pashije. Gjellë e pashije.*
*2. fig.* Që është i shpëlar e pa lezet; që nuk është i këndshëm e tërheqës; i pakripë. *Njeri i pashije. Shaka e pashije.*
PASHIJSHËM (i), ~MJE (e) *mb.* Që nuk ka shije të mirë në të ngrënë a në të pirë, që nuk të shijon. *Gjellë të pashijshme. Mish i pashijshëm.*
PASHKAK (i,e) *mb.* Që nuk ka asnjë shkak a ar-sye pse të ndodhë ose përse të bëhet, që vjen pa ndo-një shkak të dukshëm a të rëndësishëm. *Gëzim (ze-mërim) i pashkak.*
PASHKELSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nukmund të shkelet, nëpër të cilin nuk mund të kalohct; i paarritshëm. *Male (maja) të pashkehhme. Shtigje të pashkehhme.*
*2.* Që nuk mund të pushtohet ose të sundohet, që nuk mund ta shkelë dot këmba e të huajit; i panën-shtrues:iëm. *Vend i pashkelshëm. Atdheu ynë është i pashkelshëm.*
3. Që nuk mund të dhunohet a të cenohet, që nuk mund të merrct nëpër këmbë, i pacenueshëm. *Ligj i pashkelshëm. Të drejta të pashkelshme.*
PASHKELUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është shkelur me këmbë. *Bar i pashkelur. Bore e pashkelur.*
2. Që nuk e kanë rrahur njerëzit, i parrahur; që nuk e ka shkelur këmba e njeriut. *Vend i pashkelur. Rrugë e pashkelur. Pyje të pashkelura. Maja të pa-shkelura. Toka të pashkelura.*
3. *fig.* Që nuk është njohur me pare; i ri, i panjohur. *Rrugë të pashkelura. Partia dhe populli ynë po çajnë shtigje të pashkelura.*
PASHKË,~A . *kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Festë fetare e përvitshme e të krishterëve, që bëhet gjoja për të përkujtuar lindjen ose vdekjen dhe ringjalljen e Krishtit (në vendet ku vepron feja e krishterë). *Pashkët e mëdha* festa gjoja e vdekjes dhe e ringjalljes së Krishtit që bie zakonisht në prill. *Pashkët e vogla* krishtlindjet. *Ditë pashke. Para (pas) pashkëve.*
PASHKËPUTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është i lidhur fort me diçka tjetër, që nuk mund të shkëputet nga diçka tjetër, i pazgjidhshëm. *Lidhje e pashkë-putshme. Në mënyrë të pashkëputshme.*
PASHKËPUTUR (i,e) *mb.* 1. I pandërprerë, i pa-këputut. *Rresht i pashkëputur. Varg i pashkëputur.*
2. Që ka lidhje të ngushta me pjesët e tjera, që përbën një tërësi me pjesët e tjera, jo i veçuar; i lidhur. *Jane probleme (çështje) të pashkëputura. Punë të pashkëputura.*
3. Që nuk është ndarë nga nëna (për të vegjlit e bagëtive); i pakëputur, pirës. *Viça (gica, shelegë) të pashkëputur.*
PASHKOLLË (i,e) *mb.* Që nuk ka shkollë; që nuk di shkrim e këndim, i paarsimuar, i paditur. *Plak i pashkollë. Ishin të varfër e të pashkollë.*
PASHKOLUJAR (i,e) *mb.* Që nuk ka ndjekur shkollën, që nuk ka marrë mësiffl e dituri në shkollë. *Njeri i pashkolluar.*
PASHKOQlTUR (i,e) *mb.* Që ka mbetur pa u sqaruar, që nuk është shkoqitur a zgjidhur; i ngatë-rruar; i paqartë. *Çështje e pashkoqitur. Përgjigje e pashkoqitur.*
PASHKOQUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është ndarë a hequr nga kalliri a nga bishtaja, që nuk është shko-qur. *Miser i pashkoqur. Fasule të pashkoqura.*
2. *bised.* I pathyer (për para). *Para të pashkoqura. Lekë të pashkoqur.*
PASHKRlRË (i,e) *mb.* Që nuk është shkrirë, i ngrirë; i patretur. *Akull i pashkrirë. Gjalpë i pashkrirë. Dyllë i pashkrirë. Hekur (çelik, plumb) i pashkrirë.*
PASHKRUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është shkruar ende, që s'është paraqitur a ngulitur me shkrim. *Gjuhë e pashkruar.*
2. Që zbatohet sipas zakoneve e traditës, që nuk
ka marrë trajtë zyrtare të ngulitur në dokumente
tëshlcruara. *Ligj i pashkruar. Normë e pashkruar.*
3. Që nuk është e shkruar, që është e bardhë (per
një lctër). *Fletë (faqe) të pashkruara. Letër e pashkruar.*
PASHKUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që s'shkon mirë më të tjerët; i pashoqërueshëm.JV.eri *i pashkue-shëm. Është i pashkueshëm me shokët (me të tjerët).*
PASHLYER (i,e) *mb.* 1. Që nuk është shlyer (për një borxh a detyrim). *Borxh (detyrim) i pashlyer. Hua e pashlyer. Pjesa e pashlyer e kreditit.*
2- *fig-* Që ka mbetur a që ruhet i gjallë, që nuk është fshirë a nuk është harruar; i pashlyeshëm. *Ndje-nja të pashlyera. Gjurmë të pashlyera. La përshtypje (mbresa) të pashlyera. Mbeti i pashlyer (kujtimi).*

PASHLYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
mund të hiqet, të fshihet a të lahet (për një njollë etj.). *Njollë e pashlyeshme. Shenjë e pashlyeshme (e plages).*
*2.* Që nuk mund të shlyhet (për një borxh a detyrim). *Borxh (detyrim) i pashlyeshëm. Shumë e pashlyeshme.*
3. Që s'mund të lihet në hcshtje a mënjanë, që s'mund të mohohet. *Para dëshmish të pashlyeshme. Gjaku i derdhur është i pashlyeshëm.*
4. Që është tepër i rëndë e nuk mund të lahet me punë, me sjellje të mirë a me ndonjë mënyrë tjetër, që mbetet si njollë përgjithnjë. *Faj i pashlyeshëm. Turp i pashlyeshëm.*
5. *fig.* Që mbetet i gjallë në kujtesë për një kohë të gjatë, që nuk mund të harrohet, që nuk mund të hiqet nga mendja, nga zemra etj.; i paharrueshëm. *Ndjenja të pashlyeshme. La përshtypje (mbresa, gjurmë) të pashlyeshme. Kam kujtime të pashlyeshme.*
PASHMAGJE,~T . *vet. sh.* 1. Këpucë pa themb-ra që mbanin zakonisht grate e disa qyteteve si pa-ntofla brenda në shtëpi dhe jashtë; këpucë të vjetra që pfrdoren si pantofla.
2. *vjet.* Gjurmashka të trasha prej leshi që mbahen në shtëpi në vend të pantoffave. *Bëri një pale pashma-gje. Pashmagjet të mbajnë ngrohtë.*
PASHMANGËSI,~A . *libr.* Të qenët i pashmang-shëm; domosdoshmëri. *Pashmangësi e lindjes (e rë-nies, e zhdukjes, e humbjes, e fitores) së diçk aj e. Pashmangësia e revolucionit proletar. Pashmangësia e përmbysjes së kapitalizmit.*
PASHMANGSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të mënjanohet, të largohet a të ndalohet, që s'mund të shmanget; që do të bëhet a do të ndodhë patjetër; *kund.* i shmangshëm. *Fitore e pashmangshme. Pasoja (përfundime) të pashmangshme. Fundi i pashman-gshëm. Humbje (vdekje) e pashmangshme. Revolucioni është i pashmangshëm.*
PASHMANGSHMËRI,~A . *libr.* Pashmangësi. *Pashmangshmëri historike, Pashmangshmëria e fitores së revolucionit.*
PASHMANGSHMËRISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë të pashmangshme. *Lidhet pashmangshmërisht me di ç -k a. I takon (i përket) pashmangshmërisht e ardhmja.*
PASHNlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Cope pëlhure e nolle, mbulesë e hollë; shami e hollë, të cilën e hidhnin në kokë zakonisht grate e moshuara. *Pashniku i kresë.*
2. Mbulesë e hollë më të cilën mbështillej i vdekuri në arkivol, savan.PASHOQ (i), ~E (e) *mb.* 1. Që s'mund të krahasohet trie tjetër njeri, që s'e ka shokun. *Trim (burrë) i pa-shoq. Mjeshtër (punëtor, artist) i pashoq.*
*2.* Që ështfc i vetmi në Ilojin e vet, që shfaqet në shlcallën më të lartë, i pashembullt, i paparë. *Ritëm i pashoq. Me zotësi (me trimëri) të pashoqe. Egërsi (zgjedhë, shtypje) e pashoqe. Me guxim (me vrull, me hov) të pashoq.*
PASHOQËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk shoqërohet nga një njeri tjetër; i vetëni. *Nuk dilnin të pashoqë-ruara. STIejoheshin fëmijë të pashoqëruar me prindër.*
2. Që nuk është i shoqëruar me diçka. *Hua e pashoqëruar me kushte. Mallra të pashoqëruara me do-kumente.*
*3.* I pashoqërueshëm.
PASHOQËRUESHËM (j), ~ME (e) *mb.* Që nuk
shoqërohet me njerëz të tjerë, që nuk kp. marrëdhënie shbqërore më të tjerë; që e ka zakon a që i pëlqen të rrijë vetëm. *Njeri (burrë, djalë) i pashoqërueshëm. Vajzë e pashoqërueshme. Ishte i pashoqërueshëm.*
PASHOSHITUR (i,e) *mb.* 1. I pashoshur.
2. *fig.* Që nuk është shoshitur a sqaruar mirë, që ka ende gjëra të paqarta, të pazgjidhura etj. *Çështje (punë) e pashoshitur.*
PASHOSHUR (i,e) *mb.* Që nuk është shoshur. *Grurë (miser) i pashoshur. Rërë e pashoshur.*
PASHPALLIJR (i,e) *mb.* Që nuk është shpallur botërisht a zyrtarisht; që bëhef pa zhurmë a[1] që pra-nohet në mënyrë të heshtur. *Luftë e pashpallur. Garë ë pashpallur. Sundimtar i pashpalliir.*
PASHPËRBLYER (i,e) *mb.* 1. Që nuk është shpër-blyër për punën; që është bërë pa shpërblim. *Punë e pashpërblyer.*
2. *fig.* Që ka shkuar kot; që nuk është shpërblyer me po ato të mira a nuk ka gjetur mirënjohje. *Mun-dirri i pashpërblyer. Ndihmë (përkrahje) e pashpërblyer.*
PASHPËRBLYESHiIM (i), ~ME (e) *mb.* 1.
Që nuk paguhet, që bëhet pa pagesë. *Punë e pashpër-blyeshme.*
*2. fig.* I dobishëm e i çmuar jashtë mase, që ska të paguar, që s'mund të shpërblehet kurrsesi. *Shërbim i pashpërblyeshëm. Kujdes i pashpërblyeshëm.*
PASHPlRT (i,e) *mb.* 1. Që ka pushuar së jetuari; që s'është r-ië i gjallë; i pajetë, i vdekur. *Trap ipashpirt.*
*2.* Që nuk është qenie e gjallë, i pajetë. *Sendet e pashpirt.*
3. *fig.* Që' sillet e vepron me egërsi; i pamëshirshëm, shpirtkazëm, mizor. *Shfrytëzues (sundimtar) i pashpirt. Kriminel (vrasës) i pashpirt. Sa i pashpirt paska qenë!*
4. *fig.* Që bëhet pa gjallëri, që i mungon vrulli e zjarri i brendshëm, që është si i vdekur, i pajetë. *Lojë e pashpirt.*
PASHPJEGUESHËM (0, ~ME (e) *mb.* Që nuk mund t'i gjendet shkaku, arsyeja a shpjegimi, që nuk dihet nga vjen a si ndouh, që nuk mund të shpjegohet. *Gëzim (hidhërim, mall) i pashpjegueshëm. Ndjenjë e pashpjegueshme. Është (të duket) e pashpjegueshme.*
PASHPREHSfHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të shprehet dot me fjalë; i papërshkrueshëm. *Ndjenjë (kënaqësi) e pashprehshme.*
PASHPREHUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është shprehur me gojë ose me shkrim, por që nënkuptohet; që nuk është thënë. *Mendime të pashprehura. Pyetje (për-gjigje, lutje, kërkesë) e pashprehur. Kryefjalë (gjymty-rë) e pashprehur. gjuh.* kryefjalë (gjymtyrë) që mungon a që nuk është shprehur në fjali, por nënkuptohet.
2. I pashprehshëm. *Gëzim i pashprehur.*
PASHPRESË (i,e) *mb.* 1. Që nuk të ngjall a qS s'të jep asnjë shpresë, që s'të lë të shpresosh; që nuk ka asnjë mundësi të përfundojë mbarë, që është pa rrugëdalje; që bëhet pa shpresë, i kotë. *Gjendje e pa-shpresë. Përpjekje (luftë) e pashpresë. Dashuri e pa-shpresë. Veprim (hap) i pashpresë. E quan të pashpresë.*
2. Që e ka humbur shpresën për diçka, që nuk i ka mbetur asnjë shpresë, i dëshpëruar. *Dashnor ipashpresë.*
PASHPYLLËZOAR (i,e) *mb.* Që nuk është shpy-llëzuar, që është ende i veshur me drufë. *Tokë e pa-shpyllëzuar. Vend i pashpyllëzuar.*
PASHQIPTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
mund të shqiptohet; që shqiptohet me shumëvështi-rësi. *Grupe bashkëtingëlloresh të pashqiptueshme.*
PASHQIJAR (i,e) *mb. gjuh.* Që është në trajtën morfologjike, e cila nuk e shënon sendin a frymorin si të përcaktuar, si të dalluar nga klasa e sendeve a e frymorëve të të njëjtit lloj ose si të njohur për dë-gjuesin

(për emrat); *kund.* i shquar. *Trajtë epashquar* trajtë e emrave të tillë. *Emër i pashquar.*

PAS-IQUARSI.~A. *gjuh.* Kategori gramatikorc, e cila tregon se sendi a frymori, që shënohet prej emrit, mendohet si i papërcaktuar, nuk dallohet nga klasa e sendeve a e frymorëve të të njëjtit lloj ose mendohet si i panjohur për dëgjuesin; *kund.* shquarsi. *Pa-shquarsia e emrit. Kategoria e shquarsisë dhe e pashquar sisë. Kuptimi gramatikor i pashquarsisë.*

PASHTEG (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka shteg ku mund të kalohet; që është shurflë i vështirë për t'u kaluar. *Vend (pyII) i pashteg.*

2. *fig.* Që ska rrugëdalje, që s'mund t'i gjendet një zgjidhje. *Rrugë e pi.-shteg.*

PASHTERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk i mbarohet uji, që nuk thahet, që nuk shteron. *Burim* i *pashtershëm. Si një lumë i pashtershëm.*

2. Që përmban diçka në sasi shumë të madhe; që është shumë i madh. *Minierë e pashtershme. Pasuri e pashtershme.*

3. *fig.* Që nuk pakësohet a nuk bie asnjëher?, -}ë nuk shteron kurrë; i pafund. *Burim i pashtershëm ener-gjish (forcash). Frymërlm (besim, vrull) i pashtershëm. Gurra e pashtershme popullore. Me fuqi (me gjallëri) të pashtershme.*

PASHTERUAR (i,e) *mb.* I pashtershëm.

PASHTERUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* I pashtershëm. *Energji të pashterueshme.*

PASHTERUR (i,e) *mb.* I pashtershëm.

PASHTËPl (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka shtëpi ku të\ banojë, i pastrehë. *Ishin të varfër e të pashtëpi.*

2. *keq.* Që endet a bredh rrugëve, që s'mblidhet në shtëpi; iTugaç. *Djalë i pashtëpi.*

PASHTËJK, ~RA. *sh.* ~RA, ~RAT. Livadh me bar të pasnkelur; vend me bar ku s'ka kullotur bagëtia.PASHTJELLUAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është zbër-thyer e trajtuar me hollësi, që nuk është shtjelluar me imtësi. *Çëshlje e pashtjelluar.*

2. *gjuh.* Që nuk ndryshon sipas vetës e numrit (për disa forma të foljes); *kund.* i sht}elliiar. *Format e pa-shtjelluara të foljes. Forme e pashtjelluar mohore.*

PASHTRAK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *hist.*

1. Kullotë brenda kufijve të një bajraku.

2. Taksë a gjobë që paguhej për shfrytëzimin e një kullote të huaj ose të një kullote të ndaluar; taksë kullote.

PASHTREF,~I m. *hist.* Pashtrak.

PASHTRUAR (i,e) mb. 1. Që nuk është shtruar. me qilim a me mbulesa të reja, që nuk është pajisur e zbukuruar me perde etj. *Dhomë e pashtruar. E mbaj-në shtëpinë të pashtruar.*

2. Që nuk është e mbushur me ushqime të ndry-shme, me pije etj., të shtruara për t'i ngrënëepër t'i pirë. *Tryezë e pashtruar. Kush vjen (kush shkon) pa ftuar, e gjen të pashtruar. fj. u.*

3. Që nuk është i shtruar me gurë, me asfalt, me dërrasa etj.; *kund.* i shtnmr. *Rrugë e pashtruar. Oborr i pashtruar. Dysheme e pashtruar.*

4. Që nuk rri i lëmuar pasi është krehur, që rri përpjetë; i egër (për flokët a qimet). *Me flokë të pa-shtruara.*

5. Që nuk u nënshtrohet kërkesave, urdhraye ose dëshirave të dikujt; që nuk është i bindur e i urtë, i pabindur (për njerëzit); që nuk është mësuar për të bartur njerëz a sende (për kuajt etj.). *Fëmijë (djalë) i pashtruar. Kale i pashtruar.*

*6.* I panënshtruar. *Krahina (fise) të pashtruara.*

PASHTYPUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është thërrmuar a që nuk është bërë pluhur. *Pipër i pashtypur. Kripë e pashtypur. Arra të pashtypura.*

*2.* Që nuk është shtypur me makinë shkrimi a në shtypshkronjë; i pabotuar. *Punim (studim, tekst) i pashtypur.*

PASHCAR (i,e) *mb.* 1. Që vazhdon të jetë i ndezur, që nuk është shuar ende. *Zjarr i pashuar. Urë (zjarri) e pashuar. Dritat e rrugëve qëndrojnë të pashuara gjithë natën.*

2. Që nuk është fshirë (me fshirëse etj.); që nuk i është hequr vizë a që s'është prishur. *Fjalë (vija, shkro-nja) të pashuara.*

3. Që nuk i është hedhur ujë për ta tretur, për ta zbutur etj. *Gëlqere e pashuar. Raki (uzo) e pashuar.*

4. *fig.* Që vazhdon të shfaqet, të veprojë a të përjeto-het me po atë vrull e force, që nuk është pakësuar, nuk është dobësuar a nuk ka marrë fund; që nuk është plotësuar a përmbushur. *Etje (uri) e pashuar. Dëshirë e pashuar. Entuziazëm i pashuar. Dashuri (miqësi, urrejtje) e pashuar. Mall i pashuar.*

Është ur5 e pashoar *shih tek* URË,~A n.

PAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Kat. *Pati i parë (i dytë). Shtëpi me pesë pate.*

*2.* Dhoma përdhese e katit të pare, zakonisht dhoma e zjarrit ose dhoma ku rrinë në dimër. *Rrinte në një pat tëfutur (të vogël).*

PAT *ndajf.* 1. Barabar për të dy palët, njëlloj si për njërin dhe për tjetrin; fit. *Jemi pat (pat e pat)* u lame, s'kemi për t'i dhënë gjë njëri-tjetrit, jemi fit. *Dolën pat e pat. U bënë pat e pat. V ndanë pat (pat e pat).*

*2. shah.* Në gjendje kur mbreti në lojën e shahut nuk ka ku të bëjë lëvizjen e radhës dhe loja përfun-don me barazim. *Loja dolt pat. E nxori pat.*

3. *si em.* ~, ~I *m. shah.* Gjendja kur mbreti në lojën e shahut nuk ka ku të bëjë lëvizjen e radhës dhe loja përfundon me barazim. *ffë pozicion pati.*

PATA. *Kr. thj.* e KAM.

PATAKT (i,e) *mb.* Që nuk sillet dhe nuk vepron me kujdes e me maturi ndaj të tjerëve, që i mungon takti; që është karakteristik për një njeri të tillë; që bëhet pa takt. *Njeri i patakt. Sjellje e patakt. Veprim* i *patakt.*

PATALENTËAR O,e) *mb.* 1. Që nuk ka talent për diçlca. *Mësues (shkrimtar, artist, piktor) i patalen-tuar.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

PATALOK,~KU m. *sh.* ~QE, ~QET *krahin.* Vend i rrafshët, shesh; shesh i madh ku zakonisht bëheshin dyluftime. *Patalok i madh (i gjerë, i vogël). Në patalok të burrave. Mundeshin në patalok.*

PATAN,~I "". *sh.* PATENJ, PATENJTË. Patok.

PATAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ruan patat, bari patash.

PATATE,~JA . *sh.* ~'E, ~ET *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare, me gjethe me push nga poshtë e me lule të bardheme, e cila mbillet zakonisht në toka të shkrifëta dhe bën zhardhokë që përmbajnë shumë ntseshte e përdoren gjerësisht si ushqim etj.; zhar-dhokët e kësaj bime. *Palate e ëmbël* lloj patateje me tul shumë të ëmbël. *Patate e kuqe* lloj patateje me zhardhokë gjatoshë, që e kanë lëkurën si të kuqe. *Patate e verdhë* lloj patateje që e ka lëkurën në ngjyrë të verdhë të zbehtë. *Patate verore.*

*Patate të hershme (të vona). Patate të ziera (të skuqura, të fërguara, të pjekura). Kokrra patatesh. Niseshte (miell) pa-taiesh. Qofte (pure) patatesh. Gjellë (tavë, mish) me patate. Dy thasë me patate. Buburreci (vrugu) i pa-tates. zool. Mbjellin (shkulin) patate. Qëroj (ziej, skuq, pjek) patate.*

PATEJDUKSHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që nuk e lë dritën të kalojë nëpër trupin e vet, që nuk mund të përshkohet nga rrezet e dritës; që të pengon të sho-hësh sendet matanë tij. *Lëndë e patejdukshme. Trup (lëng)* i *patejdukshëm. Bëhet i patejdukshëm.*

PATEJDUKSHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i patejdukshëm, vetia e një trupi që është i patejdukshëm. *Patejdukshmëria e një trupi (e një lëngu, e një lënde).*

PATENTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *I.* Dokument, me anë të të cilit njihet dhe mbrohet e drejta e auto-rësisë për një shpikje; të dhënat e plota përnjëshpik-je a një teknologji ose për mënyrën e funksionimit të një pajisjeje. *Patenta e shpikjes. Patentë p&r pro-dhimin (për nxjerrjen) e diçkaje. Mbajtësi i patentës. Blenë (shitën) patentën. Pajis me patentë. Prodhojnë sipas një patentë.*

*2.* Dokument, më të cilin pajiset dikush që mbaron një kurs dhe vërteton se ai është i aftë e ka të drejtë të ushtrojë një mjeshtëri a një veprimtari të caktuar; leja e aftësisë që i lëshohet një shoferi a një punonjësi për një mjeshtëri. *Patentë shëndetësore. Patenta e shoferit (e traktoristes). Patentë nafte (benzine)* c diejta e leja që ka një shofer për të drejtuar njëau-tomjet që punon me naftë *\me* benzjnë). *lëshoi pa-tentën. I mori (i hoqi, i dha) patentën.*

3. *vjet.* Taksë tregtie që u vihej zejtarëve. *Patenta të lam. (të mëdha). Kotnisioni i patentave,*

PATi:RICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkop i
gjatë q;i ka të mbërthyer në mes e përsipër tërthorëse për jtë vënë dorën e për t'u mbështetur nën sqetull dheiqë përdoret për të ecur nga një njeri me këmbë të gjjynluar ose të sëmurë. *Burrë (plak) me paterica. Ecën me put erica.*

*2.'kr.cs. sh. fig.* Rregullim a ndreqje sa për ta mba;jtur me këmbë diçka; mbështetje e dobët që i vihet diçka je; arnim. *Punë me paterica. I vuri paterica. Ëshië bërë me paterica.*

PATETIK,~E *mb. libr.* Që përshkohet nga patosi; që bëhet me zjarr të madh ose me frymëzim të ngritur. *Fjalë (ligjëratë) patetike. Muzikë (pjesë) patetike. Fjalim patetik. Thirrje patetike. Ton patetik.*

PATETIKË,~A . *libr.* 1. Shfaqje e zjarrtë dhe e ngritur e ndjenjave; ton patetik, patos.

2. Të qenët patetik.

PATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Shpend me i madh se rosa,,me qafë të gjatë, me sqep të madh, të rrafshët e të verdhë, me këmbë në trajtë të pëllëmbës, që mbahet si shpend shtëpiak ose që rron si shpend i egër në vende me ujë. *Patë e bardhë (e murrme). Pa-tat e egra. Patë e pjekur (e skuqur). Patë deti. Tufë pat ash. Ruajtësi i patave. Mish (dhjamë, pendë, vezë) pate. Mban (rrit) pat a. Është (ecën) Si patë* është i ngjallur e mezi lëviz a mezi ecën, ecën duke u tundur sa andej këtej.

• Kur të bëhet gjethja sa këmba e patës kur të ngro-het moti mirë, pasi të ketë hyrë pranvera. Pula e fqi-njës (e tjetrit) të duket patë *u.* gjëja e tjetrit të duket më e mirë a më e madhe se jotja, pula e botës të duket më e majme.

PATËHOLLUAR (i,e) *mb.* Që s'është bërë petë e hollë për byrek, për bakllava etj., që s'është hapur me petës, që s'është tëholluar.

PATËKEQ (i), ~E (e) *mb.* Që nuk bën asgjë me qëllim të keq, që sillet ndaj të tjerëve me çiltëri e pa prapamendime; i padjallëzuar, i pasherr. *Njeri i pa-tëkeq. Shtirej i patëkeq.*

PATËLLXHAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* 1. Bimë barishtore njëvjeçare me gjethe të mëdha vezake, që mbillet si perime dhe bën fryte gjatoshe të tulta në trajtën e kastravecit e me ngjyrë manushaqe të errët, i cili përdoret për gjellë a për turshi; fryti i kësaj bime. *Patëllxhanë të skuqur (të zier, të pjekur). Patëllxhanë të mbushur. Patëllxhanë turshi. Pure (qofte) me patëllxhanë. Mish (musaka) me patëllxhanë, Bojë patëllxhani.*

2. *bised.* Fik patëllxhanës. *U poqën patëllxhanët.*

PATËLLXHANËS *mb. vet. m.* 1. Fik patëllxhanës: lloj fiku vjeshtak, kokërrgjatë, ngjyrëmanushaqe e shumë i ëmbël, që, kur piqet, plasaritet vija-vija.

2. ii *em.* ~, ~I *m. sh.*~, -~IT. Fik patëllxhanës. *Patëllxhanësit piqen në shtator.*

PATËMETË (i,e) *mb.* Që nuk ka ndonjë të metë a cen; që s'ka të share. *Njeri i patëmetë. Punë e patëmetë.*

PATËRMAL (i,e) *mb. bised.* Që s'ngre kokë, që s'bëhet mirë ndonjëherë (për njerëzit); i shumëvuajtur.

PATËRSHANË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist., vjet.* Heshtë, shtizë. *Të armatosur me patërshana. Shkël. qenin patërshanat. Hodhi (vërviti) patërshanën.*

PATËSHTlNË,~A . *krahin.* Bërsi. *Patës?irtsë rrushi (ullinjsh).*

•*k* E bëri patështinë *diçka a dike* e dërrnioi duke e shkelur, duke e shtypur; e rrahu, e shembi duke i rënë me diçka etj.

PATICKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lloj pushkc me tytë të shkurtër. *Patickë italiane. Me patick? në krah (në sup, në dorë). Rroku (rrëmbeu) patick en.*

PATINAZH,~l *m.* Rrëshqitje mbi akull me këpucë të posaçme që kanë nga poshtë një teh a një shufër të hollë; *sport,* sporti i rrëshqitjes dhe i garavc të shpejtësisë, i kërcimeve a i lëvizjeve të bukura mbi akull me këtë lloj këpucësh. *Patinazhi artistik. Fusha e patinazhit. Merret me patinazh.*

PATINË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Këpucë te posaçme për të rrëshqitur mbi akull ose mbi një si-përfaqe tjetër të lëmuar. *Rrëshqet me patina.*

PATINIM,~I *m. spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PATINOJ, PATINOHET. *Patinimi i murit (i tavanit, i dhomave).*

PATINOHET *spec. Pës. e* PATINOJ.

PATINOJ *kal,* ~OVA, ~CAR *spec.* I vë sipër një shtresë të hollë allçie ose prej një lënde tjetër për ta bërë të lëmuar e për fi mbushur zgavrat a plasa-ritjet e vogla. *Patinojnë muret (tavanin). Patinoi orenditë.*

PATJETËR *ndajf.* 1. Medocmos, në mënyrë t£ detyrueshme a të padiskutueshrne; me çdo kusht. *Do të vijë (do të shkojë, do të ndodhë) patjetër.. Ta marrë patjetër! Të bëhet patjetër! Duhet patjetër iëjesh edhe ti.*

2. *si fj. ndërm.* Pa asnjë dyshim, me siguri. *Ju, patjetër, ë keni marrë vesh. Ai ishte, patjetër, unë e pashë mirë.*

PATJETËRSCESHËM (i), ~ME (e) *mb. drejt.* Që nuk mund të shitet ose të blihet; që nuk mund t'i kalojë si prone një tjetri (për një prone, një pasuri, një tokë etj.). *Pasuri e patjetërsueshme. Territor i patjetërsueshëm.*

PATKUA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË. *shih* POTKUA,~OI.
PATLLAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Gjash-tare; revole. *Pat Hake me gjashtë ftshekë. Mbushi pat-llaken. Ngjeshi patllaken në brez. Luftoi me pat Hake. E do me patllake kokës* e do me force, e do me dru, s'merr vesh më të mirë.
PATOGJEN,~E *mb. mjek.* 1. Që sjell një së-mundje, që bëhet shkak të lindin a të përhapen së-mundje (për baktere a mikrobe). *Mikrobe patogjene.*
2. *si em.* ~; ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bakter a mikrob që shkakton sëmundje. *Ka (përmban) patogjene.*
PATOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *bised.* E shtroj me dërrasa (dyshemenë etj.), e mbyl! a e mbuloj diçka me dërrasë, i mbërthej sipër një dëirasë.
PATOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Mashkulli i patës. *Pendëi e patokut. Me qafë si të patokut.*
2. Shkop i gjatë, që lëviz liri&ht duke u mbështetur mbi një shtyllë pingule dhe që ka në majë një rrjetëpër të zënë peshk buzë lumenjve ose në pellgje; dardallë.
PATOKË (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka tokë për ta punuar si bujk; i varfër (për fshatarët në vendet ku sundon prona private mbi token). *Fshatarët e patokë. Ishin të patokë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *U shpër-ndanë toka të patokëve.*
PATOKËZUAR (I,e) *mb. elektr.* Që nuk është to-këzuar (për aparatet elektrike etj.). *Makinë larësee patokëzuar. Është i patokëzuar.*
PATOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjek specialist në patologji; ai që merret me studime në fushën e patologjisë; mjek për sëmundjet e brendshme. *U vizitua te patologu. Punon si patotog.*
PATOLOGJI,^A . *mjek.* 1. Degë e mjekësisë, që studion shkaqet, shenjat e lindjes dhe të zhvillimit të sëmundjeve, si edhe ndryshimet që rrjedhin në or-ganizëm nga këto sëmundje, *Patologjia e përgjithshme. Patologjia e krahasuar. Patologjia e njeriut (e kafshëve).*
2. Ihenjat e para të një sëmundjeje, shkaqet dhe zhvillimi i saj. *Patologjia e tuberkulozit.*
PATOLOGJIK,~E *mb. mjek.* 1. Që lidhet me pa-tologjinë si degë e mjekësisë; që i përket patologjisë, i patologjisë; që ka të bëjë me sëmundjet e brendshme e me mjekimin e tyre. *Anatomia patologjike. Fiziologjia patologjike.*
2. Që shkaktohet nga një sëmundje a që lidhet me një sëmundje; i sëmurë, jo i shëndoshë. *Pleqëri patologjike. Ndryshime patologjike. Shtrembërim pa-tologjik i shtyllës kurrizore.*
3. *fig. libr.* Që shmanget shumë nga zhvillimi nor-mal e i natyrshëm, i sëmurë, jo i shëndoshë. *Gjendje patologjike. Zhvillim patologjik. Rast patologjik. Fan-tazi (dashuri, urrejtje) patologjike.*
PATOMË,~A . *sk.* ~A, ~AT *krahin.* I. Shualli i këmbës; shputa e këmbës. *Patoma e këmbës. Iu mpi patoma. 1 ra me patomë.*
2. Shputa e çorapit; cope sholle e hollë a diçka tjetër që shtrohet brenda në këpucë që të rrijë këmba mirë ose që të fflos vritet shputa. *Patoma e çorapit. Iu ça (iu shpua) patoma. Iu grisën patomal.*
3. *vjet.* Dysheme. *Patomë dheu. Ra mbi (në) patomë.*
PATORtK,~U *m.* Lesh i qethur prej shqerrave; lesh me qime të shkurtër.
PATOS,~I m. 1. Gjendje e brendshme e një nje-riu, që është i mbushur me ndjenja të zjarrta a me frymëzim të lartë; ndjenjë e zjarrtë që e ngre peshë njeriun e frymëzuar nga një ide e madhe; shfaqja e jashtme e këtij ndjenje a gjendjeje. *Patos i lartë (imadh, i fuqishëm, revolucionar). Fjalë plot patos. Flet me patos.*
2. *let.* Fryrnëzimi emocional dhe tërësia e ndjenjave të ngritura, që përshkojnë një vepër letrare a artistike; idetë e larta e të zjarrta që përshkojnë veprën artistike ose ekzekutimin e saj. *Patos ideor (patriotik). Patosi i veprës. I këndon me patos.*
PATOZ,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Tokë e rrahur ose e ngjeshur me këmbë nga të ecurit; dysheme prej trualli e shtëpive përdhese ose e katit të pare. *Patoz balte (argjile). Patozi i udhës. E shtriu ni patoz. E bëri arën patoz* e ngjcshi arën duke e shkelur ose duke ccur mbi të.
2. Katua, ahur (zakonisht për bagëtitë). *Doli nga patozi. E futi (e mbylli) në patoz.*
PATRAJTË (i,e) *mb.* 1. *kim.* Që nuk ka ndërtim kristalor. *Lëndë e patrajtë.*
*2. libr.* Që ka një trajtë të pacaktuar, në trajtë të turbullt; jo i qartë.
PATRAZUAR (i,e) mi. 1. I papërzier me diçka tjetër. *Qumësht i patrazuar (me ujë). Pleh i patrazuar (me dhe). Gëlqere e patrazuar (me rërë).*
*2.* Që s'është ngacmuar, që s'është vënë dorë mbi të, i paprekur, i pacenuar. *Bukë e patrazuar. Gjellë e patrazuar. Është i patrazuar.*
3. Që nuk e ka trazuar njeri, që s'i kanë prisnur qetësinë; që është a që bëhet pa shqetësime, pa kokë-çarje etj.; i pashqetësuar, i qetë. *Gjumë i patrazuar. Jetë e patrazuar. Vijoi udhën i patrazuar.*
PATREDHUR (i,e) *mb.* Që s'është tredhur (për mashkullin e disa kafshëve). *Dash (kale, ka) i pa-tredhur. Kafshë e patredhur.*
PATREGCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk
mund të tregohet a të shprehet me fjalë, i jashtëza-konshëm, i papërshkrueshëm. *Gëzim (hidhërim) i patregueshëm. Vetëmohim (guxim, heroizëm) i pa-tregueshëm. Lumturi (brengë) e patregueshme. Mu-ndime (përpjekje, Vuajtje) të patregueshme.*
PATREMBUR (i,e) *mb.* Që s'e tremb asgjë, që s'di ç'është frika. *Luftëtar i patrembur. Qëndroi i pa-trembur.*
PATRETSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të tretet. *Lëndë (kripë) e patretshme. Mbeturina të patretshme. I patretshëm në ujë.*
PATRETSHMËRI,~A . Të qenët i patretshëm, vetia e një lënde të patretshme. *Patretshmëri e madhe. Tretshmëria ose patretshmëria.*
PATRETUR (i,e) *mb.* 1. Që s'është tretur duke e zier a duke e ngrohur, i pashkrirë (për lëndë të ngur-ta). *Gjalpë (dhjamë) i patretur. Dyllë i patretur. Mbe-ti bora e patretur.*
*2.* Që nuk është tretur në stomak; që nuk është për-vetësuar nga organizmi (për lëndët ushqyese). *Kokrra misri të patretura. I mbeti ushqimi i patretur.*
3. Që s'është kalbur ende, që s'është prishur a që s'është tretur nga dheu (për një kufomë). *Trup i patretur. U gjend i patretur.*
PATRIARK,~AJ *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Kryetar i fisit në shoqërinë e bashkësive primitive; kryetar i familjeve të mëdha të dikurshme, që nderohej me shumë se të gjithë dhe që kishte të drejta të plota mbi anëtarët e tjerë të fisit. *Patriarkët e fiseve (e familjeve të mëdha). Pushteti i patriarkut.*

*2. Set.* Titulli i kryetarit të kishës ortodokse të një vendi; ai që mban këtë titull, patrik (nëdisavende ku vcpron kisha e krishterë).
3. *keq.* Njeri që sillet si sundimtar në familje, në një vend etj; sundimtar me pushtet të pakufizuar. *Qëndrim (sjellje) patriarku.*
PATRIARKAL,~E *mb.* 1. Që lidhet me patriar-katin, që i përket patriarkatit, i patriarkatit. *Fiset pa-triarkale. Familjet patriarkale. Marrëdhëniet patriar-kale.*
*2. fig.* Që lidhet me zakone a me norma sjellje jetë vjetruara, të ciiave u ka shkuar koha; që s'heq dorë nga zakonet e vjetruara, nga mënyra e vjetruar e jetesës ctj.; i prapambetur. *Zakone (norma, parime) patriarkale. Mendime (koncepte, paragjykime, mbe-turina) patriarkale. Frymë patriarkale. Jetë patriarkale. Familje patriarkale.*
3. *fet.* Që lidhet me patriarkun a me patrikun, që i përket patriarkut a patrikut, i patriarkut a i patrikut. *Katedralja patriarkale.*
PATRIARKALlZËM~MI *m.* 1. to. Sundim i plotë dhe i padiskutueshëm i burrit a i kryefamiljarit në familje ose në marrëdhëniet shoqërore gjatë pa-triarkatit. *Mbeturina të patriarkalizmit.*
*2. keq.* Pushtet i pakufizuar i burrit a i kryefamiljarit mbi gruan e fflbi njerëzit e tjerë të familjes; qëndrim patriarkal a sjellje patriarkale e dikujt në shtëpi. *Shfaqje (prirje) të patriarkalizmit.*
3, Tërësia e zakoneve a e normave të vjetruara të sjelljes, të ciiave u ka shkuar koha; mënyrë e vjetruar jetese; prapambetje në mënyrën e jetesës, në mënyrën e të menduarit etj. *Lufta kunder patriarkalizmit.*
PATRIARKAT,~I *m. hist.* Periudha e fundit e rendit shoqëror të komunës primitive pas matriarkatit, që karakterizohej nga sundimi i plotë i burrit në familje e në marrëdhëniet shoqërore. *Periudha e pa-triarkatit. Kalimi nga matriarkati në patriarkat.*
PATRIC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Aristokrat në Romën e Vjetër*; kund.* plebe. *Lufta midis plebejve dhe patricëve.*
PATRIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Titulli i kryetarit të kishës ortodokse të disa vendeve; ai që mban këtë titull (në disa vende ku vepron kisha ortodokse). *Patriku i Stambollit.*
PATRIKANË,~A . *fet.* 1. Selia e patrikut; sis-tem i drejtimit të kishës ortodokse me një patrik në krye.
2. Zona ku shtrihet pushteti i patrikut. *Patrikana e Stambollit.*
PATRIOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që do at-dheun dhe popullin e vet dhe që u shërben atyre me besnikëri, ai që lufton me vetëmohim për të mbrojtur interesat e vendit e të popullit të vet; atdhetar. *Patriot i vërtetë (i ndershëm, i shquar, i flaktë). Patriotët antifashistë. Gjaku i patriotëve. Lufta (përpjekjet) e patriotëve.*
*2. bised.* Ai që ka të njëjtin atdhe me një tjetër; ai që është nga e njëjta krahinë me një tjetër ose më të tjerë; bashkatdhetar. *Patriotët tanë jashtë atdheut. Është një patrioti im.*
PATRIOT,~E *mb.* Atdhetar, atdhedashës.
PATRIOTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PATRIOT,~I. *Patriote e flaktë.*
PATRIOTlK,~E *mb.* Që lidhet me patriotizmin; që përshkohet nga patriotizmi, që shpreh patriotizëm. që bëhet me patriotizëm; që është karakteristik për patriotin; atdhedashës, atdhetar. *Detyrë (ndjenjë) patriqtike. Edukimi patriotik. Traditat patriotike. Kën-gë patriotike. Qëndrim patriotik. Shpirt patriotik. Frymë patriotike. Lëvizje (luftë) patriotike.*
PATRIOTIZËM,~MI *m.* Dashuria për atdheun e për popullin e vet dhe gatishmëria për t'u shërbyer
atyre me besnikëri, ndjenja e lartë e detyrës për të mbrojtur me vetëmohim interesat e atdheut dhe të popullit të vet; atdhetari. *Patriotizëm i flaktë (i madh,* i *lartë). Patriotizmi popullor. Patriotizmi socialist. Patriotizmi i masave. Patriotizmi i rilindësve tanë. Ndjenja (shprehja) e patriotizmit.*
PATRONAZH,~I *m.* 1. Mbrojtja, përkrahja dhe kujdesi për dike nga një me i madh, me i forte a me i aftë; përkujdesja që tregohet për përparimin e dikujt, për mbarëvajtjen e diçkaje etj.; kujdesi i drejt-përdrejtë a simbolik i një organi të lartë shtetëror ose i një personaliteti të lartë zyrtar për një veprim-tari të caktuar; kujdestari. *Sistemi i patronazhit. Zhvi-llohet (organizohet) nën patronazhin e... E ka nën patronazh. Marr nën patronazh.*
2. Shërbim mjekësor i organizuar, që u bëhet në shtëpi të sëmurëve ose fëmijëve të vegjël nga një klinikë e caktuar a nga një punonjës i saj. *Mjekja (infermierja) e patronazhit.*
PATRULLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Trupë e vogël ushtarësh, policësh a rojash, anije luftarake, aero-plan etj. që është ngarkuar të sillet në një zone të caktuar dhe të vëzhgojë çdo lëvizje të dyshimtë, të ruajë një objekt, rregullin a rendin e vendosur, të bëjë zbu-liffl etj. *Patrullë ushtarake. Patrulla e zbulimit. Pa-trullë kreu (shpine). Patrullë roje. Patrullë xhandarësh (karabinierësh). Dëgjoheshin hapat e patrullës. Vendosi (caktoi) një patrullë. E ndali patrulla.*
PATRULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PATRULLOJ, PATRULLOHEM.
*Shërbimi i patrullimit. Vendi i patrullimit. Njësi (anije, aeroplan) patrullimi. E dërgoi për patrullim.*
PATRULLOHET. *Pës. e* PATRULLOJ. *Vendi patrullohej nga njësi të blinduara.*
PATRULLOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. Sillem në një zone të caktuar dhe vëzhgoj çdo lëvizje të dyshimtë për të ruajtur një objekt, rregullin a rendin e vendosur, për të bërë zbulim etj. *Patrullonin nëpër qytet (nëpër rrugë). Patrullonin natën.*
PATUNDSHËM (i), ~ME (e) *mb. 1.* Që s'mund të zhVendoset; që s'tundet dot nga vendi. *Sende të patundshme.*
2. Që është i vendosur një here e mirë dhe s'mund të ndryshohet; që është i sigurt, që s'mund të vihet në dyshim; këmbëngulës, i vendosur; i patundur. 7V-*zë (e vërtetë) e patundshme. Vendosmëri e patundshme. Qëndrim i patundshëm.*
3. *drejt. shih* PALUAJTSHËM (i), ~ME (e) $_2$. *Pasuri e patundshme* pasuri themelore që përfshin toka, shtëpi, dyqane etj.
PATUNDUR (i,e) *mb.* 1. Që qëndron në të vetën pa u lëkundur, i paepur; që s'tutet, që s'i trembet syri. *I patundur në mendimet (në bindjet) e vet a. Qën-droi i patundur.*
*2.* I qëndrueshëm; që shfaqet a shprehet me vendosmëri e me siguri të madhe. *Mendim i patundur. Qëndrim i patundur. Besnikëri (bindje, qëndresë) e patundur. Me besim të patundur. Në mënyrë të patundur.*

PATURP (i,e) *mb.* Që s'i vjen turp të bëjë diçka të pandershme a të thotë fjalë të pahijshme, që s'ka pike turpi; i pafytyrë, i pacipë; që është karakteristik për një njeri të tillë. *Njeri i paturp. Sjellje e paturp. Ishte i paturp.*PATURPËSf,~A . jft. ~~>, —TË. 1. Të qenët i paturp, vetia e një njeriu të paturp. *Kulmi i paturpi-sisë. Part paturpisim ti... Pott (u soil) me patmrpisL*
2. Veprimi i një njeriu të paturp, sjellje e uKt, e paturpshme. *Ka biri paturpësi të mëdka.*
PATURPËSlSHT *ndajf.* Me paturpSsi, pa pike turpi, në mënyrë të paturpshme. *E mohoi (gimjem, skpifi) paturpisiskt. Ndërkynë paturpësiskt.*
PATURPSHËM 0), <->ME (e) *mb.* Që s'i Vjen turp te bëjë diçka te pandershme a të thotë fjaK të pahijshme, që s'ka pike turpi, i pacipë, i paturp; Q 3shtë karakteristik për nje njeri të tillë. *Gënjesktar (mashtrues) i paturpshëm. Veprim (mendim) i paturp-skim. Deklaratë e paturpshme.*
PATHEKSUAR &e) *mb. gjuh.* 1. Që nuk është i theksuar, që nuk ka theks. *Zanore (rrokje) e patkek-suar. Ë-Ja e patkeksuar.*
2. Që nuk i vihet nS dukje gjatë të folurit me an te zërit më të forte ose të tonit më të ngritur rëndësia kuptimore etj. (për një fjalë a për një pjesë të fjalisë). *Fjalët (pjesët) e patkeksuara në fjali.*
PATHEMELËSl,~A . *libr.* Të qenët i pathe-meltë (për mendime, veprime etj.)- *Pathemelësia e pohimit (e gjykimit, e vendimit, e kërkesës).*
PATHEMELTE (i,e) *mb.* Që nuk është i mbështo-tur në të dhëna të vërteta a në argumente të shëndosha; që s'ka asnjë arsye të thuhet a të bëhet, që nuk moti-vohet. *Lajme (njoftime, pokims) të pathemelta. Pttël-pamje (mendime, gjykime, dyskime) të patkemelta. Kërkesa (arsye, vërejtje) të patkemelta. E qua} të pa-tkemeltë.*
PATHfNJUR (l,e) *mb.* Që s'i kanë dalë ende tW-njat, që sështë thinjur. *Me flokë të pathinjur. Iskte plak, po i pathinjur.*
PATHJESHTË (i,e) *mb.* Që përbëhet nga dy a me shumë njësi ose pjesë; jo i thjeshtë. *Emërttm ipatkje-sktë. Term* i *pathjeshtë. Tkyesë e patkjesktë. mat.* th^esS me numërues më të madh se emëruesi.
PATHYER (l,e) *mb.* 1. Që s'është i thyer. *Xkam (ayp) i patkyer.*
2. Që s'është i palosur a i përkulur. *Fletë " patkyer. Me gjunjit (me krahit) të patkyer.*
3. QË është njësi me vlerë të madhe, i pashkoqar (për paratë). *kam të pathyera.*
4. *fie.* Që nuk eshtë thyer a nuk është mposhtnr ndonjëherS, ngadhnjimtar. *Armë të pathyera. Utktri e patkyer.*
5. Që s'mund të thyhet a të mposhtet, i ptthyesnëm. *Vuttnet (gmxim) i patkyer. Force (miqësi) e patkyer.*
PATHYESH&M OK ~ME W . 1. Që nuk thyhet a nuk mund të thyhet, që s'mund të bëhet pjoë-pjesë, i forte, jo i brishtë. *Xkam i patkyeskëm.*
2. Që nuk muad të epet, i papërkulshem.
3. *fig-* Që s'mund të thyhet, që s'mundet kucrë; që qëndron i patundur e i vendosur; i pamposhtur, i papërkulur. *Ushtri e pathyeshme. Popull i patkyeskëm. Kola (kësktjellëj e patkyeshme. Unitet i patkyeskëm. Miqësi e patkyeshme. Vullnet i patkyeikëm.*
PATHYESHMËRI,~A . 1. Të qenët t pathyai-shëm, vetia e diçkaje të pathyeshme. 2. Të qenët i pamposhtur a i papërkulur, të qenët i pathyeshëm (për dike). *Pathyeskmëria e popuUit. Patkyeskmëria e usktrisë. Swim i forces Me I pa-tkyeskmërisë. MM i pathyeskmërhë.*
PAUDHA,~T (të) . *vet. sk bised.* Paudhësi.
PAt)DHË,~I *Hlm.sk.* ~Ë, ~ËT (të). 1. *euf.* Dja-1K, qoftaargu. *Të marrtë i paudki! mallk. I doli (iu skfaq) i paudki. Ka të paudhln në bark* ka djallëzi, estate djalHzor.
2. Njeri i paudhë; djalU, i mallkuari. *Ha dojl (na skkatërroi) i paudki. Çbën asktu, more i paudki? Ku skkoi i paudki? Theu qafin i paudki.*
PAUDHË (i,e) *mb.* 1.1 prapë e i djaUëzuar, që bën vetëm të këqija; që s'lë dy gurë bashkë, që s'vihet dot në udhë; i keq, i mallkuar. *Djali i paudki. Njerëz ti paudki. Është bërë i paudki.*
*2.* Që bëhet me djallëzi, që ka qëUime të këqija, djaU6zore; që s'është e rregullt, që s'është e udhës, që s'lejohet; i padrejtë. *Gjë (puni) e paudki. Me më-nyra ti paudka.*
PAUDHËSl,~-A . *sk.* ~>, -'TË. 1. Të qenët i paudhë, vetia e një njeriu të paudhë.
2. Diçka e keqe, e parregullt, e padrejtë a e pale-jueshme, diçka që s'është e udhës, veprim a sjellje prej të paudhi; punë e prapë, prapësi. *Ç"paudkësil Ska bëri udom'ë paudhësi. E sktynte për paudkësi.*
PAOJË O,e) *mb.* 1. Që s'ka ujë, që s'përmban ujë; i thatë; që s'ka burime uji. *Tokl e pauji. Vend i pa-#*
2. Që s'i është shtënë ujë brenda, i papërzier me ujë. *Qumiskt tpaujë.*
PAURTI,~A . Të qenët jo i urtë, veti e atij që nuk është i urtë; mungesë urtie. *Veproi me paurtt.*
PAUSHQYER (i,e) *mb.* Që s'është i ushqyer mirë; që është dobësuar nga të pangrënët *Dash ipauskqyer. Iskte i pauskqyer.*
PAUZË,~A . *sh.* ~<A, —AT. 1. Pushim i shkur-tër (gjatë të ecurit, gjatë të folurit etj.). *Bënë një pauzi. MidbJalive (fjalive) ka njëpauzë. Pas njëpauze azk-doi...*
2. *muz.* Pushim i zakonshëm ritmik midis notave; shenjë më të cilën shënohet ky pushim. *Mbaj pauzatl*
PAVARËSI,~'A . 1. Mëvetësi ekonomike e po-litike, të qenët ekonomikisht e politikisht i pavarur. *Pavarësia kombëtare. Parqrësi e plotë (e kufizuar). Pavarësi politike (ekonomike). Skpalija e paarësisë. Mbrojtja e pavarësisë si atdkeut. Lufta për liri e pavarësi.*
2. Të qenët i pavarur nga një tjetër, gjendja e di-kujt që është i panëashtraar e i pavarur. *Pavarësia e gruas nga burri.*
*X* Të qenët i pakushtëzuar nga rrethana e nga shka-qe të caktuara, të qenët i pavarur nga diçka tjetër. *Pavarësia e mendimeve (e gjykimit).*
4. *gjuh.* Të qenët i pavarur gramatikisht.
PAVARËSlSHT *ndajf.* Pa marrë parasysh dike a diçka, jo në varësi nga dikush a nga diçka, në mënyrë të pavarur. *Pavarëslskt itga kjo (nga ata). Pa-varësiskt nga moska (nga udrysklmet, nga vendi, nga vështirësitë). Pavarësisht se kusk ëskti (se nga është, se ku punon, se si ëskti).*
PAVARUR (l,e) mi. 1. Që nuk është i varur eke-nomikisnt e politikisht, i mëvetësishëm. *Vend (shtet)* i *pavarur. Jete i lire e i pavarur.*
2. Që nuk është i varur nga nj" tjetër, që nuk është nëi urdhrat, nën pushtetin a nën varësinë e një tjetri. *NJirl i patarur. Organizatë e pararur.*

*3.* Që qëndron me vete, që s'varet nga diçka tjetër; që bëhet, shfaqet a shprehet në mënyrë të mëvetë-sisfcme. *Puna e pavarur e nxënësve (e studentëve). Zhvillim i pavarur. Mendim (qëndrim) i pavarur. Fjalë me kuptbn leksikvr të pavarur. gjkk. Vepronnë mënyrë të pavarur.*

Fjali e pavarur *gjuh.* fjafi që s'varet grmattkisht prej një fjalie tjetër dheqë s'plotësohet ngnj8 fjli tjetër.

PAVAZHDIMË9t,~A . *libr.* Mnngesa ose ndër-prarja e vazhdiraësisë. *Pavazhdimësi e fushës mbi*

PAVDEKËfi,~A Të qenët i pavdekshëm, pa-vdekshmcri. *Pavdekësia e heronjve (e dëshmorëve). Simolpavdekësie. Fitoi pavdekësinëeubë ipavdekshëm.*

PAVBEKËSOHEM *vetv.* 1. Bëhem i pavdekshëm me tveprën time,, rroj pëf jete në kujtesën e njerëzve. 'C-Mfc-*e* PAV0EKËSOJ.

*WmmiSM&f6iKical.,* ~OVA, ~CAR. E bëj të *ptiimtotimh* bëj-Hi6 të rrojë për jetë në kujtesën e *njttpzve. £ pavdekëtoi emrin e vet (envin e qytetit). Pm0 i ka paidekësuar heronjtë në këugë.*

PAVPEKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që jeton gjRJtrëoi. <lë s'vdes kurrë (sipas përfytyrimeve mis-tike e fetare). *Shpirti i padekshëm. Njeriu s'është i P4dekskëm.*

2j XJI Iuhel përgjithmonë, që nuk shlyhet nga kuj-tei^jaë9'h8rIohet kurrë; i përjetshëm. *Miqësi (dashuri) e 0ikkknte. M8tinte (ide) të pavdekshme. Vepër e pëmt&hme. Hërohëm i padekshëm. Jeta dhe vepra e tijjaitë të padekshme. Ranë për të mbetur ië pavdek-shm,- U be i pavëekshëm.*

P”AVDEKSHMËRf,~A . 1. Të qenët i pavdek-shMl. *Pavdekshmëria e popullit. BeSonin në pavdek-*JIIWI *inë e shpiftit.*

illS^ qenët i pëfjetshëtri; të qenët i paharrueshëm; kujfihi i përjetshëttt.*Pavdekshmëria e ideve të Leninit. Pomtkskmëria e veprave të Partisë. Pavdekshmëria e Mrtt3mt tëpopUit.*

PAWIRË O,e) . Q8 s'shuhet, që s'humbet a që s'VUUtet kurrë; i pavdekshëm. *Ldvdi (bukuri, miqësi)*

' !!£' Emër ' fadirë_ Burri ' p "fdire_ Për jetë

PAVËND 0^) *tk.* Q” s'“shte i pënhtoUhëm e i drej-te, m tfështë me vend, që s'qëndron, i pathemeltë; që MhEt pa qeaaë nevoja, pa ndonjë arsye etj. ose jo n lastin, në kohën a në mënyrën e duhur. *Pyetje (film krltikë, ndëthyrje) e pavend. Zgfatje e pavend. KrAasim i pavend. Shpenzime të pavend. M'u duk i*

pJSVBNDOiKMËi4~A . TË qenët i pavendosur; mMgeië vendosmërie për diçka; qëndrimi i një nje-riu-i” pawneteSur. *Paendosmëri mikroborgjeie. Shfaq-*

PAVENDOSUR tl,e) *mb. I.* Që 8është i vendosur për aiçka që s'ka vendosmëri, i lëkundur. *Njeri i pa-vemkaot. Eshte i pavetubsur.*

2. Që bëhet pa vendosmëri, që s'është i pmft a i vendosur njëherë e mirë. *PërgJ&ee fovembsm Po-litikë e pavendosur. Qëndrim (veprim) i pavendosur. Ltftë e pavendosur. Me hap të pavendosur.*

*3.* Që nuk është marrë ende ndonjë vendim për të, që s'është zgjidhur përfundimisht; që mund të ri-shqyrtohet e të ndryshojë. *Çështje e pavendosur.*

PAVENlTSHËM (i), ~ME *(e) mb. I.* Që nuk venitet (për lulet et j.).

2. *fig.* Që nuk zbehet, nuk dobësohet, nuk shuhet, që nuk e humbet gjaDërinë, forcën a freskinë etj.; që nuk të venitet (për një ndjenjë etj.), *Miqësi (dashuri) e pavenitshme.*

PAVENlTUR (i,e) *mb.* 1. Që e ka a “ man ends njomësinë e freskinë, që nuk është venitur (për lulet etj.). *Lule e pavenitur.*

2. *fig.* Që s'e ka humbur shëndetin, forcën, gja-llërinë, freskinë etj., që është në gjendje të mirë si edhe më parë (për njerëzit). *Mbeti e pavenitur deri në moshë të thyer.*

3. *fig.* Që s'është zbehur a nuk është dobësuar aspak, që ka a ruan po atft force, po atë gjaUëri, po atë shkël-qim, po atë hov etj., që s'8shtë venitur (për një ndjenjë etj.). *Shpresë (dashuri) e pavenitur. Gëzim i pavenitur. Shpirti i pavenitur i popullit.*

PAVETËDIJE,~A . Të qenët i pavetëdijshëm; mungesa e vetëdijes. *Me pavetëdije* në mëayrë të pa-vetëdijshme.

PAVETËDlJSHËM (i), ~lVffi (e) *mb.* 1. Që s'është i aftë të gjykojë a të kuptojë veprimet e veta, që s'ka vetëdije. *Qenie e pavetëdijshme.*

2. Që vepron pa vetëdije; që është karakteristik për një njeri të title; që bëhfit pa vetëdije, pa e kuptuar se si; i pandërgjegjshëm. *Qëndrim (veprim) i pavetë-dijshëm. Shkelja e pavetëdffshme e disiplinës. Në mënyrë të pavetëdijshme. Ishte i pavetëdijshëm për atë që bëri.*

PAVETOR,-vE *mb. gjuh.* 1. Që përdoret vetëm n6 vetën e tretë njëjës, par jo në kuptimin e mtrSfilltë të kësa j vete dhe që për këtë arsye nuk e tregon sendin a qeaien që kryen veprimin (për foljet • si bubiiilon, vetëtin etj.). *Folje pavetore.*

2. Që ka si kalHzues një folje, trajta e “ë “iWs -nuk shpreh një vetë të caktuar (për fjalitë njëkryegjynH tyrëshe si *sa të rrosh, do të mëssh, vetëm nuk rrohet, s'më flihet* etj.). *Fjali pavetore.*

PAVËLLA (1^) *mb.* Që S'ka Vëlla. *Motër e parëU.*

PAVËMENDSHËM *d* ~ME (e) *mb.* 1. Q” Buk është i vëmendshëm, që nuk e ka meadjea në punë ose tek ajo për të cilënflitet, që s'e ndjek roe vëiaeBdje diçka; i papërqendruar; që nuk shpxeh a nuk tregon përqendrim të vëniendjes. *Nxënës i pavëmendsbëm. Është i pavimendshëm (në klasë, në pane).*

2. Që nuk tregon vëmendje për dike a për dicfta; që nuk shpreh interesim; i pakujdesshëm. *pavë-mendshëm ndaj kërkesave të dikujt. U trtgtm i pavimendshëm me të.*

3. Që bëhet pa kujdes e pa vëmendje; që S'ëSlM8 i vëmendshëm. *Kontroll (vezhgim, shqyrtim) i pet-vëmendshëm. Studim (lexim) i pavëmendshëm. Put e pofëmendshme.*

PAVË^NË (i,e) *mb.* I Dapërdorur ose i paveshur mepare, krejt i ri. *Jastëkë të pavënë. Kostum (fusion)* i *pavënë. Është i pavënë.*

PAVËNERE (i,e) *mb.* Që nuk është vënë re; që nuk i është kushtuar vëmendje, që nuk vihet re, që nuk bie në sy. *Dukuri e pavënëre. Tipar i pavënëre.*

PAVËRTETË (i,e) *mb.* Që nuk përputhet më të vërtetën, që nuk pasqyron të vërtetën; që s'është më të vërtetë ashtu; jo i vërtetë. *Pasqyrim i pavërtetë. Gjë e pavërtetë. Akuza të pavërteta. E paratfiti në me-nyrë të pavërtetë. Jane të pavërteta ato që thonë.*

PAVËRTETËSI,~A . Të qenët i pavërtetë; mun-gesa e vërtetësisë. *Tregoi pavërtetësinë e diçkaje.*

PAVËRTETUAR (i,e) *mb.* Që s'është vërtetuar me fakte a me dëshmi. *Lajm i pavërtetuar. Teza të pa-vërtetuara. Gjëra të pavërtetuara.*

PAVËRTETUESHËM (i),~ ME (e) *mb.* Që s'mund të provohet si i vërtetë, që s'mund të vërtetohet. *Me-ndim (dyshim) i paVërtetueshëm. Hipotezë e paVërte-Jueshme.*

PAVIJON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dhomë, sallë ose ndarje e veçantë në një spital, sipas Ho jit të së-mundjeve dhe të mjekimeve që u bëhen të sëmurëve; repart. *Pavijoni i patologjisë (i kirurgjisë). Mjeku i pavijonit. V shtrua në pavijonin e pestë.*
2. Ndërtesë a sallë e caktuar për të paraqitur mallrat e prodhimet e ndryshme në një panair ndërkombëtar; vend i posaçëm, i përkohshëm ose i përhershëm, për paraqitjen e gjërave në një ekspozitë. *Pavijoni shqiptar (i Shqipërisë). Pavijonet e ekspozitës. Vizituan pavi)onet. U hap (u mbyll) pavijoni.*
PAVIJUESHËM (I), ~ME (e) *mb. libr.* Që ndër-pritet, që nuk vijon; që s'është i vijueshcm. *Në më-nyrë të pavijueshme.*
PAVIJUESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i pavi-jueshëm, mungesë vijucshraërie.
PAVIRTYTSHËM (i), -ME (e) *mb.* Që s'ka vjrtyte, që s'është i virtytshëm. *Njeri i pavirtytshëm.*
PAVLEFSHËM (i), —ME (e) *mb.* 1. Që s'ka asnjë vlerë, që s'i plotëson kërkesat e nevojshme për diçka, i papërshtatshëm për diçka; që s'hyn me në punë, i padobishëm. *Gjë e pavlefshme. Dm i pavlef-shëm. Ushqim i paVlefshëm. Tokë e pavlefshme për bujqësi. U hoq pjesa e pavlefshme. U be i pavlefshem.*
*2. zyrt., drejt.* Që nuk është bërë sipas rregullave, sipas ligjeve etj. të vendosura a që nuk plotëson kërkesat e duhura; që s'është me në fuqi, që s'vlen më e që s'pranohet. *Autorizim (dokument) i pavlefshem. Shkresë (fletë votimi) e pavlefshme. E shpallën (e quaj-tën) të pavlefshem.*
3. Që s'ka ndonjë rëndësi për dike a për diçka; që nuk sjell ndonjë dobt, i padobishëm, i kotë. *Ve-prim (mendim, propozim) i pavlefshem. Është e pavlefshme.*
PAVLEFSHMËRI,~A . *libr.* 1. Të qenët i pavlefshem.
2. *zyrt., drejt.* Mungesa e fuqisë a e vlerës ligjore, të qenët i pavlefshem (për një ligj a një dokument). *Pavlefshmëria e martesës. Pavlefshmëria e një kon-trate (e një mandati, e një marrëveshjeje).*
PAVLERË (i,e) *mb.* Që s'ka vlerë, i pavlefshem. *Gjë e pavlerë. Send i pavlerë. Njeri i pavlerë. Punë e pavlerë. Ide e pavlerë. Ndihmë e pavlerë.*
PAVLERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I pavlefshem, i pavlerë. *Gjëra të pavlershnte.*
PAVODË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Pallua.
PAVOLITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
përdoret dot me lehtësi, që nuk të volit (për një vegël, një mjet etj.). *Vegël e pavolitshme.*
2. edhe *fig.* Që të pengon mjaft, që s'të lejon të lëvizësh a të veprosh me lehtësi; që vështirëson arritjen e diçkaje; i papërshtatshëm. *Kushte të pavolitshme. Kohë e pavolitshme. Cast i pavolitshëm. Mot i pavolit-shëm. Vend i pavolitshëm. Gjendje e pavolitshme.*
^ PAVRARË (i,e) *mb.* 1. Që nuk është dëmtuar, që s'është i vrarë (për pemë e perime). *Mollë të pavrara. Ullinj të pavrarë. Palate të pavrara.*
2. *fig.* Që nuk e ka lodhur a plakur, nuk e ka vrarë jeta ose puna e rëndë, që ka pamje të shëndetshme, të freskët e është plot gjallëri megjithëse është në moshë të madhe, që nuk është plakur para kohe. *Me fytyrë të pavrarë. Me trup të pavrarë. I ri dhe i pa-Vrarë. Ishte në moshë të shkuar, por i pavrarë nga jeta (nga puna).*
3. Që nuk ka përjetuar vuajtje, mundime, brenga etj., që s'është lënduar nga ndonjë dhembje e madhe shpirtërore etj. *Me shpirt (me zemër) të pavrarë.*
4. *bised.* Që nuk është rrahur për t'i marrë gjalpin, i parrahur, i pacenuar, i paprekur (për qumështin e bulmetin); i parrahur, i pashkelur (për një vend). *Djathë i pavrarë* djathë i bërë me qumësht, që nuk i është hequr gjalpi. *Vend i pavrarë* vend ku nuk ka shkelur njeri, vend i pashkelur a i pazbuluar nga nje-rëzit.
PAVUAJTUR (i,e) *mb.* Që s'ka vuajtur ndonjë here, që s'ka hequr shumë në jetë, që s'ka shumë për-vojë nga jeta, që s'është i regjur në vështirësi; i pa-kalitur. *Njeri i pavuajtur. Është i pavuajtur.*
PAVULLNET (i,e) *mb.* I pavullnetshëm.
PAVULJLNETSHËM (i), ~JE (e) *mb.* 1. Që bëhet pa vullnetin e pa dashjen e dikujt; që bëhet pa vetë-dije dhe pa ndonjë qëllim të caktuar, që kryhet vet-vetiu. *Lëvizje e pavullnetshme. Veprime të pavullnet-shme. Dështim i pavullnetshëm (i një gruaje shtatzënë). Psherëiimë e pavullnetshme. Vëmendje e pavullnetshme. psikol.* vëmendje që lind pa një qëllim a pa përpjekje të posaçme. *Në mënyrë të pavullnetshme.*
*2.* Që s'ka vullnet të forte, që- i mungon këmbë-ngulja e zelli në një punë; që është karakteristik për një njeri të tillë. *Nxënës i pavullnetshëm. Është i zgjuar, por i pavullnetshëm.*
PAYNDYRË (i,e) *mb.* 1. Që s'ka yndyrë, që s'i është hedhur yndyrë; që s'është i dhjamur; që i është marrë yndyra duke e rrahur etj.; i payndyrshëm. *Çor-bë e payndyrë. Mish i payndyrë. Qumësht i payndyrë.*
*2. fig.* Që s'të tërheq, që është pa shije, i pakripë (për njerëzit).
PAYNDYRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ska yndyrë; që s'është i dhjamur; që nuk lëshon yndyrë; që i është marrë yndyra duke e rrahur etj. *Mish i payndyrshëm. Gjellë e payndyrshme. Qumësht (djathë, kos) i payndyrshëm.*
PAZAKONSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka diçka të veçantë nga të tjerët, që s'është si të tjerët e të bën përshtypje të veçantë; që nuk gjendet a nukndodh rëndom; i padëgjuar; jo i zakonshëm; i jashtë-zakonshëm. *Gjë e pazakonshme. Bukuri e pazakonshme. Vështirësi të pazakonshme. Aftësi të pazakonshme. Ngjarje (ndodhi) e pazakonshme. Me rëndësi të pazakonshme.*
2. Që vendoset pa marrë parasysh asgjë, që bëhet jashtë rregullit, jashtë radhës ose në raste të ngut-shme; i jashtëzakonshëm. *Mbledhje e pazakonshme. KuVend i pazakonshëm.*
PAZAKONTË (i,e) *mb.* I pazakonshëm. *Lëvizje (gjallëri, heshtje, qetësi, zhurmë) e pazakontë. Rre-thana të pazakonta. Diçka e pazakontë për moshën e tij.*
PAZANAT (i,e) *mb.* Që s'ka zanat, që s'di ndonjë za-nat. *Ishte i pazanat. I pazanat* — i *pafat. fj. u.*
PAZAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Shesh i ha-pur ose ndërtesë e madhe njëkatëshe në qytet, ku shi-teii e blihen sende ushqimore, kafshë e mallra të tjera me pakicë; vend i posaçëm ku tregohet një lloj malli; treg. *Pazari i vjetër (i ri). Pazari fshatar. Pazari i kafshëve (i bagëtisë, i drithit, i leshit, i druve). Në mes të pazarit. Në të prishur të pazarit* në mbarim të pa-zarit, kur shitësit e blerësit fillojnë të ikin. *E nxori{e shiti, e bleu) në pazar. Shkoi në pazar. U mbyll pazari.*

2. *përmb.* Tërësi e njerëzve që shesin a blejnë në këtë vend; grumbull i madh e i çrregullt njerëzish. *U mblodh pazari.*
3. Biseda që bëjnë blerësi dhe shitësi për të rënë në ujdi për çmimin e mallit; marrëveshja që arrijnë ata për çmimin e mallit; çmimi i mallit; shitje dhe blerje mallrash, tregti. *Pazar i mbarë! ur. Ditë pazari. Bënë pazar* dhanë e morën me shitësin për çmimin e mallit. *E preu (e këputi) pazar in* e caktoi çmimin e fundit. *S'jepte pazar fare* nuk jepte asnjë çmim. *dha pazar* i tha sa e shet ose sa e blen mallin. *Nuk i iku pazarit të parë* mbajti çmimin e pare. *S'e zgjati pazarin. Sa e ka pazarin? Ra pazari* ra çmimi i një malli. *U hëngrën në pazar. Bëj pazarin* dal në pazar e blej ç'më duhet. *Me tëndin ha e pi e pazar mos bëj. fj. u.*
4. *vet. nj. vjet.* Ditë e caktuar e javës kur fshatarët vinin në qytet për të blerë ose për të shitur. *Pazari i madh (i vogël). Pazari i së enjtes (i së shtunës). Kur ishte pazari?*
5. *vet. nj. fig.* Vend ku hyn e del kushdo, ku ka rrëmujë e zhurmë të madhe; rrëmujë ose zhurmë e madhe. *U be pazar. Pazar është këtu?*
• Muhabete (muhabet) pazari diçka për të cilën flitet poshtë e përpjetë; thashetheme. S'e ha pazari nuk shkon, s'hahet. Hyri në pazar *me dike keq. shih te* HYJ. Ka dale fjala në pazar e kanë marrë vesh të gjithë, është për ha pur fjala kudo, ka marrs dhenë fjala. Është portë pazari është llafazan i madh, merret shumë me thashetheme dhe nuk mban dot asgjë të fshehtë. E nxori në portë të pazarit *dike* ia nxori të gjitha të fshehtat, ua tha të gjithëve ç'dinte për të. Ç'do dhelpra në pazar? *shih te* DHELPËR,~RA. Nuk humbi (s'u shua) pazari për gjilpëra *fj. u. shih te* HUMB. Hesapi i shtëpfeë nuk del në pazar *fj. u. shih te* HËSAP,~I.
PAZARAK,~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~"ËT *vjet.* Fshatar që vinte ditën e pazarit në qytet për të blerë ose për të shitur; ai që blinte ose shiste ditën e pazarit në qytet *Grupe pazarakësh. Kafshët e pazarakëve.*
pAZARLLËK,~KU *m. sh.* ^QE ~QET. 1. Bi-
sedë që bëjnë blerësi dhe shitësi, duke dhenë e duke marrë njëri me tjetrin, për të rënë në ujdi për çmimin e mallit; marrëveshja që arrijnë ata për çmimin e mallit; pazar. *Bëri pazarllëk me fshatarin. Hyri në pa-zarllëk me të.*
2. *keq.* Marrëveshje e ulët, jo e ndershme që bëjnë dy a me shumë njerëz, pale, shtete etj. për interesa të ngushta në dëm të dikujt; lëshim i padrejtë që i bëhet dikujt. *Pazarllëk i turpshëm. Pazarllëk politik. Rruga e pazarllëqeve diplomatike. Ne s'bëjmë kurrë pazarllëk me parimet. Hynë në pazarllëqe.*
PAZBATUESHËM (i), ~-ME (e) *mb.* Që nuk
mund të vihet në jetë, që nuk mund të zbatohet; që nuk gjen zbatim në praktikë; i parealizueshëm. *Marrëveshje e pazbatueshme. Urdhër i pazbatueshëm. Kërkesa të pazbatueshme. Ligj i pazbatueshëm. Pro-jekt i pazbatueshëm.*
PAZBËRTHYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
mund të ndahet në pjesët përbërëse, që s'mund të zbërthehet pjesë-pjesë, që s'është i zbërthyeshëm. *Lidhje të pazbërthyeshme. tek.*
*2. kim.* Që nuk mund të ndahet në përbërësit e vet me anë të një reaksioni kimik; që s'mund të shpër-bëhet. *Lëndë e pazbërthyeshme. Është i pazbërthye-shëm.*
3. *gjuh.* Që ka trajtën e një njësie të vetme, e cila s'mund të ndahet a të zbërthehet në pjesë përbërëse pa humbur yeçoritë sintaksore ose kuptimore, *Shprehje e pazbërthyeshme. Togfjalësh i pazbërthyeshëm. Fjali e pazbërthyeshme.*
4. *fig.* Që nuk mund të zbërthehet e të shqyrtohet me imtësi e nga shumë anë. *Çështje e pazbërthyeshme. Është i pazbërthyeshëm.*
PAZBULUAR (i,e) *mb.* Që s'është zbuluar ende. *Thesar i pazbuluar. Minerale (pasuri) të pazbuluara. Rezerva (burime) të pazbuluara. Vend i pazbuluar. Talent i pazbuluar. Dukuri e pazbuluar. Mbeti i pazbuluar.*
PAZBUTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk mund të shtrohet e të bëhet me i butë a me i arsyeshëm, që s'mund të zbutet; shumë i egërsuar.
PAZBUTUR (i,e) *mb.* Që nuk është zbutur ende (për kafshët); që s'është përmirësuar me anë të shar-timit (për bimët e pemët); i egër. *Kafshë e pazbutur. Ari (qen) i pazbutur. Pemë e pazbutur.*
PAZEMËR (i,e) *mb.* 1. Që s'ka mëshirë për asnje-ri, zemërgur. *Njeri i pazemër. Njerkë e pazemër.*
2. Që tronditet shpejt, që s'ka zemër të forte për të duruar ose për të për ball uar një dhembje, një fat-keqësi etj.
PAZË (i,e) *mb.* 1. I pazëshënl.
2. I qetë; i tillë ku ka qetësi të plotë e nuk ndihet asnjë zë, i heshtur (për një mjedis a një vend). *Vend ipazë. Shkretëtirë e pazë.*
PAZËNË (i,e) *mb.* 1. Që nuk është zënë prej dikujt a me diçka, i zbrazët a i lire. *Dhomat e pazëna të ho-telit. Toka të pazëna. Vend i pazënë.*
2. I hapur, jo i mbyllur; që s'është mbuluar a s'është zënë ende me diçka. *Vrimë (e çarë) e pazënë. Pikat e pazëna të çatisë.*
3. I lire, që s'është i zënë me ndonjë punë etj. *kam dy ore të pazëna.*4. *bised.* I pafejuar. *Djali i pazënë. Është e pazënë.*
5. Që s'ka mbirë, që s'ka zënë ende. *Zëvendësimi i bimëve të pazëna.*
PAZËNËFILL (i,e) *mb.* I paprekur me dorë ose i panisur; që s'ka filluar të përdoret, krejt i ri. *Velenxë e pazënëfill.*
PAZËSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që bëhet pa zë; që s'ka zë. *Psherëtimë e pazëshme.*
2. *gjuh,* I sburdhët; *kund.* i zëshëm. *Bashkëtingëllore e pazëshme.*
PAZËVENDËSUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që
s'mund të zëvendësohet me diçka tjetër ose nga dikush tjetër; që nuk raund të gjendet a t8 bëhet dhe të vihet në vend përsëri (për sende që prishen a që humbasin etj.)- *Material i pazëvendësueshëm. Armë e pazëtendë-sueshme. Metodë (mënyrë) e pazëvendësueshme. Dëm i pazëvendësueshëm. Humbje e pazëvendësueshme. Njeri i pazëvendësueshëm. Equante veten të pazëvendësueshëm.*
PAZGJIDHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk
mund të zgjidhet (për diçka që është e lidhur fort a si nyjë). *Nyjë e pazgjidhshme. Lidhje e pazgjidhshme.*
*2.* Që është i lidhur ngushtë me dike, që nuk mund të shkëputet nga ai; që karakterizohet nga një bashkim i forte, i pandashëm. *Miqësi (lidhje) e pazgjidhshme. Në mënyrë të pazgjidhshme.*
3. Që nuk ka një rrugëdalje, që s'mund të zgjidhet (për një çështje etj.). *Problem i pazgjidhshëm. Detyrë (çështje) e pazgjidhshme. Kontradikta të pazgjidhshme. S'është i pazgjidhshëm.*

4. *zyrt., drejt.* Që nuk mund të prishet, të ndër-pritet a të bëhet i pavlefshëm, që nuk mund të liro-het nga lidhjet a nga detyrimet e mëparshme. *Marrë-veshje e pazgjidhshme. Martesanuk është e pazgjidhshme.*
PAZGJIDHSHMËRt,~A . *libr.* 1. Të qenët i pazgjidhshëm.
2. *zyrt., drejt.* Të qenët ende në fuqi, i vlefshëm e i pazgjidhshëm.
PAZGJIDHSHMËRlSHT *ndajf. libr.* Në mënyrë të pazgjidhshme, shumë ngushtë. *Të lidhur pazgjidh-shmërisht.*
PAZGJIDHUR (i,e) *mb.* Që s'është zgjidhur ende,që ka mbetur pa rrugëdalje. *Kontradikta të pazgjidhu-ra. Ka çështje të pazgjidhura.*
PAZI,~'A . *bot.* Bimë barishtore si spinaqi, por me gjethe më të mëdha që përdoret për të bërë lakror e për gjellë të ndryshme. *Gjethe pazie. Lakror me pazi.*
PAZIER (i,e) *mb.* Që nuk është zier në zjarr; që s'ka zier ende e s'është zbutur sa duhet. *Ujë (qumësht) i pazier. Mish i pazier. Patate (gështenja) të paziera. Vezë të ziera dhe të paziera. Është i pazier mirë.*
PAZOT (i,e) *mb.* Që nuk ka një pronar, që s'ka zot. *Shtëpi e pazot. Vend i pazot. Mall i pazot.*
PAZOTËSl,~A . Të qenët i pazoti, vetia e atij që është i pazoti; mungesë zotësie, paaftësi. *Pazotësia për të drejtuar (për të bindur njerëzit). për shkak të pazotësisë. Tregoi pazotësi.*
PAZOTl (i), PAZONJA (e) *mb.* 1. Që s'është i zoti për një punë; shumë i ngathët; i paaftë. *Njeri (drejtues) i pazoti. U tregua i pazoti. Sa e pazonja që paska qenë!*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *pazoti dhe mbi trëndafila të bjerë thyen hundët. fj. u.*
PAZVAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Ai që ruante natën pazarin dhe që vihej e paguhej nga tregtarët e nga dyqanxhinjtë. *Punonte pazvan. Ishte pazvan. Sillet andej-këtej si pazvan.*
*2. keq., përb.* Ai që për para i shërben dikujt a e ruan atë si qen besnik; i shitur.
PAZHURMË (i,e) *mb.* 1. Që s'bën zhurmë, që s'nxjerr zhurmë; që bëhet pa zhurmë. *Lëvizje e pa-zhurmë.*
*2.* Që s'ka fjalë; që s'i ndihet zëri, i urtë, i heshtur, i qetë. *Djalë (burrë) i pazhurmë. Grua (vajzë) e pa-zhurmë.*
PAZHVESHUR (i,e) *mb.* 1. Që s'i ka hequr rrobat, që nuk është zhveshur. *Fjeti i pazhveshur.*
2. Që nuk i është hequr lëkura a lëvorja (për pe-mët, farat e bimëve etj.). *Kallëpë (kallinj) të pazhveshur. Fora luledielli të pazhveshura. Makinë për shir-jen e misrit të pazhveshur.*
PAZHVILLUAR (i,e) *mb. 1.* Që nuk është rritur fare ose nuk është rritur mirë, që ka mbetur pa u zhvilluar (për një njeri a për trupin e tij, për një bimë etj.). *Fëmijë i pazhvilluar. Me trup të pazhvilluar. Bimë e pazhvilluar.*
*2.* Që nuk është i zhvilluar nga ana arsimore e kul-turore, i paformuar; që është karakteristik për një njeri të tillë. *Njeri i pazhvilluar.*
3. Që ka mbetur prapa, që s'është zhvilluar, i pra-pambetur (për një fushë të veprimtarisë, për një vend etj.). *Ekonomi (industri, bujqësi) e pazhvilluar. Vend (shtet) i pazhvilluar.*
4. Që nuk është zbërthyer a nuk është zgjidhur; që s'është zhvilluar, që ka mbetur pa u kryer. *Problems (ushtrime) të pazhvilluara. Çështje e pazhvilluar.*
PË,~RI m. *sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Fije e tjerrë prej pambuku, leshi, mëndafshi etj., ose e bërë prej ndonjë lënde tjetër, që përdoret për të endur, për të qepur, për të qëndisur etj. *Pe i hollë (i trashë). Pe i bardhë (i zi,* i *ngjyer).Pe mëndafshi (leshi, najloni). Pe dore (making). Pe për të qepur plagët. Shkoj (fut, shtie) perin në gjilpërë. Këput (lidh) perin. Mbështjell perin lëmsh (turrë). Peri këputet ku është mi i hollë. fj. u.* ndodh diçka atje ku s'duhej të ndodhte, ku bëhet dëmi me i madh, ku gjendja është raë e dobët etj.
2. *zakon. sh.* Fije të holla që kanë bishtajat e disa bimëve (si fasulja, bizelja etj.). *S"kanë penjë barbu-njat (mashurkat).*
3. *fig.* Filli që lidh a që bashkon diçka. *Peri i ngjar-jeve. la këputi perin e tregimit.*
• U be pe u dobësua shumë, u tret fare. la bëri pe *di k uj t* ia mblodhi mirë, ia futi këmbët në një këpucë. Fill e për pe (fije e për pe, fije për fije) *shih te* FILL,~I. Me pe e me gjilpërë (në pe e në gjilpërë) me hollësi të madhe, fill e për pe. Lëshoi pe (vend) *shih te* LËSHOJ. Ngatërron (përzien) penjtë (fijet, lëmsfein) *shih te* NGATËRROJ. Pret perin *dikush shih te* PRESi. Si rruaza në pe *shih te* RRUAZË, ~A. Ia rrudh penjtë *dikujt shih te* RRUDH. Jane pe për një gëzof *shih te* GËZOF,~I. Kapet (mba-bet) pas fijes së perit (së flokut, së kashtës) *shih te* FIJE, ~A. Nuk ia kap perin lënshit nuk ia gjen fillin diçkaje të ngatërruar, nuk di nga t'ia fillojë; s'e zgjidh dot një punë të vështirë, jo të thjeshtë etj. Është lidhurme pe merimange *diçka* është krejt e pasigurt. Merr pe e gjilpërë s'lë gjë pa marrë, merr çdo gjë. I qepur me pe të bardhë i rregulluar pa kujdes, i ndre-qur pa mjeshtëri, që i duken qartë gjurmët e rregu-llimit; i bërë në mënyrë trashanike. T'i s(ikojë peri gë-">fit t'i përshtatet mirë diçkaje tjetër; të bëhet me kujdes e me lezet, jo në mënyrë të trashë dhe pa mjeshtëri. Shtie (fut) rruaza në pe *d i k u s h* a) punon shumë ngadalë e me kujdes të madh; b) bën një punë të kotë ose pa rëndësi. Varet (qëndron) në fije (në fill) të perit (të flokut) *shih te* FIJE,~A. E ka mendjen fije peri *shih te* FIJE,~A. Ku futet gjilpëra, do të futet edhe peri *fj. u.* ku është (ku shkon) njëri, do të jetë (do të shkojë) patjetër edhe tjetri. Nga peri mund të kapet edfoe lëmshi *fj. u.* nga një e dhënë e vogël, nga një burim i vogël mund të zbulohet a të sqarohet gjithë çështja. për një pe, për një gjilpërë, shkoi dëm një gunë e tërë. *u. për* pak punë, për pak mundim ose për diçka fare të vogël, shkoi dëm një gjë e madhe.
PECE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Cope pëlhure për të fshirë enët a orenditë, për të pastruar sende e vegla të ndryshme etj. *Pece e paster. Pece e lagur. E fshiu me pece.*
*2. zakon. sh.* Cope pëlhure e butë, që e përdorin zakonisht në vend të çorapeve ushtarët për të mbësht je-llë këmbët.
3. Rrip i gjatë prej pëlhure të endur rrallë, që për-doret për të lidhur plagët etj. *Mbështjell plagen me pece.*
PECETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope pëlhure zakonisht katërkëndëshe, të cilën e vëmë përpara kur hamë që të mos ndotemi etj. *Pecetë buke. Fshiu buzët me pecetë. E mbështolli me pecetë. E përdor si pecetë.*
*'2. bised.* Peshqir. *U fshi me pecetë.*
PECKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zvog. shih* PECE, ~JA. Me lecka e me pecka *shih te* LECKË,~A.
PEDAGOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që meson dhe edukon fëmijët e të rinjtë, duke zbatuar parimet dhe metodat e pedagogjisë; specialist për pedagogji; mësues në një

shkollë të lartë; titulli i këtij mësuesi. *Pedagog i zoti (i qftë). Pedagog i jashtëm* pedagog që jep mësim në një shkollë të lartë pa qenë punonjës i përhershëm i kësaj shkollë. *Pedagogu i gjuhës shqipe (i filozofisë,* 1 *matematikës). Puna e pedagogut.*
PEDAGOGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PEDAGOG, ~U. *Pedagoge e palodhur. Pedagoge në universitet. Pedagoget e para të arsimit tone.*
PEDAGOGJl,~A . 1. Shkenca që merret me edu-kimin dhe arsimimin e fëmijëve e të të rinjve, me metodat që duhen përdorur për këtë qëllim. *Pedagogjia socialiste. Pedagogjia klasike (formaliste).*
*2.* Lëndë mësimore që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Mori note të mirë në pedagogji. Dha provimin e pedagogjisë.*
PEDAGOGJIK,~E *mb. 1.* Që lidhet me pedago-gjinë a me pedagogun, që i përket pedagogjisë a pedagogut, që u përgjigjet kërkesave të pedagogjisë, që është karakteristik për pedagogun e për pedago-gjinë; i mësuesve, mësimor. *Trupi pedagogjik. Këshilli pedagogjik. Kuadri pedagogjik. Takt pedagogjik. Me-todë pedagogjike. për qëllime pedagogjike. Letërsi (revIstë) pedagogjike. Mendimi pedagogjik. Praktikë*
*pedagogjike* praktikë për të dhënë mësim që bëjnë nxënësit a studentët. *Njohuri (dije) pedagogjike. Nga ana pedagogjike.*
*2.* Që merret me përgatitjen e pedago^ëve e të mësuesve të ardhshëm. *Institut pedagogjik. Shkolië pe-dugogjikz. Kurs pedagogjik.*
3. *si em.* PEDAGOGJIKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Shkollë e mesme pedagogjike. *Mbaroi peda-gogjiken.*
PEDANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që në punë e në jetë merret jashtë masës me hollësirat e vogël-sirat dhe përpiqet vetëm që të jetë formalisht në rregull, njeri i vogëlsirave; ai që plotëson në mënyrë tepër të theksuar a fare verbërisht kërkesat formale, duke ndjekur e zbatuar pike për pike vetëm atë që është shkruar në një udhëzim a vendim, në një studim etj. dhe duke parë e vlerësuar mbi të gjitha anën e jashtme të gjërave, pa marrë parasysh rrethanat kon-krete e pa hyrë në thelbin e çështjeve; formalist. *Është pedant i madh. Pedantët në shkencë. Qëndrim prej pedanti. Studim prej pedanti.*
2. *si mb.* ~, ~E. Që ka tipare pedanti; që karak-terizon një njeri të tillë. *Njeri pedant. Mësues (nëpunës) pedant. Sjellje pedante.*
PEDANTERI,~A . *sh.* ~, ~TË *libr.* Pedantizëm.
PEDANTlZËM,~MI *m.* Të qenët pedant, veprim, qëndrim a sjellje prej pedanti. *Shfaqje të pedantizmit. Ra në pedantizëm.*
PEDIATRI,~A . *mjek.* 1. Degë e mjekësisë që merret me sëmundjet e femijëve dhe me mjekimin e tyre. *Instituti ipediatrisë. Reporti ipediatrisë. Specialist në pediatri.*
*2.* Repart me vete a dhomë e veçantë në spital ku shtrohen e mjekohen fëmijët e sëmurë; dhomë e veçantë në një poliklinikë ku vizitohen fëmijët; *bised.* spital i veçantë për fëmijët. *E shtruan në pediatri. Punon në pediatri.*
PEDIATËR,~RI *m. sh.* -~ËR, ~WT. 1. Mjek për fëmijët; specialist për sëmundjet e femijëve. *Pe' diatri i ambulances.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Mjek pediatër.*
PEDIATRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PE-DIATËR,~RI.
PEDOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Specialist në pedologji.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Inxhinier (tek-nik) pedolog.*
PEDOLOGJf,~A . Shkenca që merret me stu-dimin e përbërjes së tokës dhe të dukurive që ndodhin në të, si edhe me përcaktimin e masave që duhen marrë për rritjen e pjellorisë së saj. *Katedra e pedologjisë.*
PEDOLOGJlK,~E *mb.* Që ka të bëjë me pedo-logjinë; që i përket pedologjisë, i pedologjisë; që lidhet me përbërjen e tokës, me cilësitë e me llojet e saj etj. *Harta pedolog jike e Shqipërisë. Studim pe-dologjik. Ekspeditë pedolog jike.*
PEF,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Qilim jo shum3 i mirë (zakonisht tepër i hollë). *Kishte shtruar një pef.* 2. Çarçaf dyshekësh.
PEGELË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Karficë e madhe petkash, paramanë e madhe.2. *përd. mb.* I dobët, i hcqur shumë në fytyrë, i ligur. *Fëmijë pegelë.*
PEGUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Këlysh lepuri, le-purush; kunel.
PEHAR,~I *m. sh.* ~Ë. ~KT *vjet.* 1. Luge e ma-dhe, qepshe. *Shtie me pehar.*
*2.* Gotë.
3. Potir.
PEHLIVAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Ai që ecën a bën Ievizje të shkathëta e lodra mbi një litar ose mbi një tel të tendojur; akrobat. *Pehlivan i zoti (i shkathët).*
2. Djalë guximtar e i shkathët, me shtat të hajthëm e të hijshëm.
3. *fig. keq.* Njeri dredharak, që di ta vërtitë punën në interes të tij në çdo rrethanë; ai që përdor dredhi, mashtrime etj. për t'i shpëtuar një gjendjeje të vësh-tirë ose për të kapërcyer pa dëm pengesat që i dalin përpara. *Pehlivanët revizionistë (borgjezë). Është pehlivan i madh.*
PEHLIVANLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET
*keq.* Dredhi a mashtnm që përdor dikush për t'i shpëtuar pa dëm një gjendjeje të vështirë a një rre-ziku, për t'u hedhur hi syve të tjerëve etj.; veprim a sjellje prej pehlivani. *PehJivanllëk politik. Është i zoti për pehlivanllëqe. Bënte pehlivanllëqe.*
PEHRlZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Dietë në të ngrënë e në të pirë, që mban zakonisht një i sëmurë. *Mban pehriz.*
*2. fig.* Kufizimi i diçkaje; përdorimi i diçkaje me kursim e me masë. *E harxhoi (e përdori) me pehriz.*
•*k* Mbaj pehriz *në diç k a* nuk bëj a nuk e përdor diçka. Është me pehriz *d i ç k a* nuk gjendet leh-të, s'është me bollëk. I vuri pehriz gojës nuk rlet me mbarë e prapë, i kontrollon mirë fjalët që thotë.
PElZAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pamje e natyrës a e një vendi që rroket nga syri, pamja e natyrës që na del para sysh. *Peizazh i bukur (i mahnitshëm, I zymtë). Peizazh shqiptar. Peizazh pranveror (dimë-ror). Peizazh vjeshte. Sodit peizazhin.*
*2. art.* Vizatim a pikturë që paraqet një pamje nga natyra ose pamjen e një vendi a mjedisi. *Peizazh i bukur. Peizazh industrial.*
3. *let.* Përshkrimi i natyrës në një vepër letrare. *Mjeshtër peizazhi. Peizazhet e romanit vLumi i vdekur".*
PEJAN,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Peja ose ai që ka prejardhjen nga Peja.
PEJAN,~E *mb.* Që lidhet me Pejën ose me pejanët, që është karakteristik për Pejën ose për pejanët, i Pejës ose i pejanëve. *Vajzë pejane. Këngë (valle) pe-jane.*

PEJZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* TEJZË,~A. *Pejzat e zërit.*
PEKMEZ,~I *m.* Lëng i ëmbël pemësh, zakonisht prej rrushit, që trashet duke e zier në zjarr e pritet me vapem ose finjë, që përdoret si ushqim e mund të ruhet për një kohë të gjatë. *Pekmez rrushi (manash). Bakllava me pekmez. Be} (lyej) bukën me pekmez.*
PEKSIMADHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Cope e nolle buke, e pjekur dy here a e tharë në furrë, e cila nuk myket për një kohë të gjatë; galetë. *Peksi-*
*madhe të bardha (të zeza). Peksimadhe gruri (thekre). Është bërë si peksimadhe* është forcuar shumë; është tharë shumë.
PEKSIMET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Peksimadhe.
PEKUL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Pasuri që një pronar ia jepte dikujt për ta shfrytëzuar, me kusht që të merrte prej tij një taksë të madhe ose pjesën krye-sore të të ardhurave nga kjo pasuri; pasuri vetjake që mblidhej pak e nga pak; diçka që ishte si prone vetëm e njërit prej pjesëtarëve të familjes e s'mund të përzihej me pasurinë e përbashkët. *Pekuli i nuses* pasuri e vogël (para, bagëti etj.) që sillte nusja ose që sigurohej me paratë e darovës. *E dha si pekul. E kishte pekul.*
2. *bised.* Dhuratë e vogël që u jepet zakonisht fë-mijëve; pekuli. *dha pekule. I bëri pekul një shami dore. Ç'të solli si pekul?*
3. *zakon. sh. fig.* Përkëdhelje, përkujdesje të më-dha, të mira e përkëdheli. *Me fjalë të bukura e me pekule. S'njohu pekule. Është rritur me pekule. E ndiej veten në pekule* e ndiej veten shumë mirë, jam midis së mirash. *E ka me (në) pekule dike* e mban shumë afër, e sheh ndryshe nga të tjerët, e ka me sy të mirë; e ka shumë mik, shumë të afërt.
PEKULI,~A . *sh.* ~, ~TË *bised. I.* Dhuratë e vogël (pemë të thata, arra, lajthi etj.), që u jepet zakonisht fëmijëve për t'i marrë më të mirë, për t'i për-këdhelur etj. *E ka mësuar me pekuli.*
2. *zakon. sh. fig.* Përkëdhelje, përkujdesje të më-dha, pekule. *E men (e mban) me pekuli.*
PELA,~T . *vet. sh.* Dallgë të mëdha, tallaze; kreshtat me shkumë të dallgëve të detit.
PELAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bari pelash. PELAS *ndajf.* Kaladibrançe. *Luajnë pelas.*
PELEGRIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shkon në kohë të caktuara në vendet e ashtuquajtura të shenj-ta; haxhi (në vendet ku vepron feja). *Pelegrinët e krishterë (budistë). Lutje pelegrinësh. I veshur si pele-grin. Vinin si pelegrinë.*
PELEGRINAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Udhëtim në vendet e ashtuquajtura të shenjta që bëjnë pelegrinët; haxhillëk (në vendet ku vepron feja). *Pele-grinazhi i myslimanëve. Shkoi për pelegrinazh.*
2. *fig.* Vajtja e një vargu të madh njerczish në një vend historik, te një përmendore, lapidar etj. për ta parë e për ta nderuar. *Vend pelegrinazhi. U bënë pe-legrinazhe në varrezat e dëshmorëve.*
PELENË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shpargër. *Pelena të bardha (të pastra, të lagura). Pelenat e foshnjës. E mbështolli me pelena. Lau (thau, hekurosi) pelenat.*
*if* Është në pelena *dikush a diçka përçm.* a) është ende shumë i ri dikush, i ka buzët me qu-mësht, është ende në shpërgënj; b) porsa është for-muar diçka, sapo është krijuar, sapo ka lindur. Ka gjetur pelena të buta ka rënë në rehati, ka gjetur vend të qetë, të rehatshëm a pa telashe.

PELERINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pallto prej stofi të hollë, prej mushamaje etj., e gjerë, pa mëngë e zakonisht me kapuç, e cila hidhet krahëve. *Pelerine e zezë. Pelerinat e ushtarëve. U mbështoll me pelerine.*
PELË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Femra e kalit. *Pela të egra. Pelë kërre (dori). Pelë pëlle. Hiqen pelat.Lidhi (lëshoi) pelën. Rri si pelë. keq.* përton të bëjë punë; rri pa merak e pa kujdes, pa i njohur e zba-tuar mirë rregullat e mirësjelljes (për gra e për vajza të rritura).
• Një Trap pele *shift te* VRAP,~I. Një thelë sa për një pelë shumë shtrenjtë, sa frëngu pulën. Del si mëzi para pelës *keq. shih te* MËZ,-~I. E zui)ë me pelë për dore e zunë duke vjedhur a në faj, e zunë me presh në duar. Çon një pelë e ha një thelë *fj. u.* harxhon shumë dhe fiton pale; i kushton shumë shtrenjtë diçka. Të jep një thelë e të merr (të rrëmben) një pelë *keq. shih te* THELË,~A.
PELIGORGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Bregcë.
PELIKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shpend i madh uji me pendë të bardheme, që ka sqep të gjatë e një si qese të lëkurtë nën të, ku mban peshqit që kap për t'u ushqyer vetë e sidomos për të ushqyer të vegjlit e vet. *Pelikanët e kënetës. Fluturojnë pelikanët.*
PELIKOR,~I *m.* Të fikëtit, të hollët. *Punoi sa i ra \pelikori. I ra pelikori i vdekjes* i ra hieja e vdekjes.
PELlN,~I *m.* dhe PELINË,~A . 1. *bot.* Bimë barishtore shumë e hidhur, me kërcell të mbuluar me push dhe me gjethe ngjyrë hiri të zbardhëlleme, me lule të vogla në ngjyrë si të verdhë, që përdoret në mjekësi, për prodhimin e pijeve të ndryshme etj. *Gjethe pelini. Erë pelini. I hidhur si pelin.*
*2. fig.* Hidhërim i madh, helm. *Lotë pelini.*
*3. përd. mb.* Shumë i hidhur, helm (edhe *fig.). E kam gojën pelin. I kishte fjalët pelin.*
4. *përd. ndajf.* Shumë (me mbiemrin “i hidhur”). *Pelin i hidhur (i hidhur pelin).*
PELTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Ëmbëlsirë si qull i trashë, që përgatitet me niseshte e sheqer, paluze; Iëng pemësh a perimesh që lihet të trashet duke zier në zjarr. *Pelte pemësh (ftonjsh, mollësh, kumbullash). Pelte domatesh. E ushqen me pelte (fëmijën). U be si pelte* u zbut shumë.
2. Lëndë si qull i trashë; diçka e qullët. *Pelte gja-ku. Paçja ishte bërë pelte.*
*3. fig. bised.* Njeri i ngjallur, por i pafuqishëm, njeri i qullët.
• E bëri pelte *dike* e rrahu shumë keq, e zhdëpi në dru, ia zbuti mirë kurrizin; e dërrmoi.
PELUSH,~I *m.* Cohë mëndafshi a pambuku me push të gjatë e të butë. *Mbulesë prej pelushi.*
PELLAZG,~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. Popullsi që banonte kryesisht në pellgun e Egjeut dhe në kra-hinat jugore të Ballkanit para helenëve e ilirëve.
PELLAZG,~E *mb.* Që lidhet me pellazgët, që është karakteristik për pellazgët, i pellazgëve; që është krijuar nga pellazgët. *Popullsia pellazge. Gjuha pe-llazge.*
PELLAZGJlSHT *ndajf.* Në gjuhën e pellazgëve.
PELLAZGJISHTE,~JA . Gjuha e pellazgëve. *Fjalë e pellazgjishtes. Vjen nga pellazgjishtja.* I PELL,Ë,~A *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Shpata e avlëmendit; krehri i tezgjahut.
2. Fletë qilimi.
PELLG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Grope me ujë shiu a me ujë që është grumbulluar në një vend nga që s'rrjedh, nga që gjen pengesë etj. *Pellg i madh (i vogël).*

*Pellg me ujë. Ra (shkau) në një pellg. Ishte bërë udha tërë pellgje.*
*2.* Grope e madhe, e mbushur me ujë të grumbulluar për ujitje a për qëllime të tjera; rezervuar. *Pellg artificial. Pellg për të rritur peshk.*
3. Vend i thellë në det, në liqen a në lumë, the-llomë. *Pellg deti(lumi).*
4. Sasi e madhe e një lënde të lëngët, që është der-dhur a është grumbulluar mbi një sipërfaqe. *Pellg gjaku. Pellg nafte. U derdh gjaku pellg.*
5. *gjeogr.* Trevë që laget nga një lumë a nga degët e tij; tërësia e mëngëve të një lumi; sipërfaqe ku rrje-dhin e ku mblidhen ujëra, burime etj. *Pellg lumor.*
*6. gjeogr.* Trevë e gjerë që përfshin një det pak a shumë të mbyllur dhe viset rreth tij. *Pellgu i Egjeut (i Adriatikut, i Mesdheut).*
*1' gjeogr.* Trevë e ulët fushore, e rrethuar prej malesh; ultësirë; rrafsh i gjerë, i rrethuar me male. *Pellgu i Shkodrës. Pellgu i Korçës.*
8. Vend me shtresa të pasura mineralesh a lëndësh të tjera. *Pellg i pasur vajguror. Pellg nafte. Pellg qy-myrguri. U zbulua një pellg i ri (i rëndësishëm).*
9. *keq.* Mjedis a vend me njerëz të këqij a me nje-rëz që kanë pikëpamje të mykura a reaksionare, që janë të shthurur moralisht etj.; gjendje e keqe a e vështirë; moçal, batak. *Pellg oportunistësh (mtkrobor-gjezësh, kumarxhinjsh). Pellg paragjykimesh (besë-tytnish). E nxori nga pellgu. Doli nga pellgu ku kishte rënë.*
10. *fig.* Mesi, palca, kulmi (për një periudhë kohe etj.). *Në pellg të dimrit.*
• U be pellg *në ujë ( në dj ersë)* u lag shumë, u be tërë ujë (tërë djersë), u be qull. Si mulliri në pellg *shih te* MULLI,~RI. Mbeti si guri në mes të pellgut *dikush* mbeti pa njeri e të afërm, mbeti fill i vetëm. Shkoi (vajti) si guri në pellg (në ujë, në lumë) *shih te* GUR,~I.
PELLGAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pellg i vogël me ujë. *Pellgaçet e rrugës. Ra në pellgaçe. E hodhi në pellgaçe.*
PELLGlSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend me pellgje të vogla.
PELLGORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grope e madhe dhe e thellë plot me ujë; pellg i madh.
PEMË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dru zakonisht i butë, fryti i të cilit hahet, dru frutor; fryti i këtij druri, zakonisht në trajtë kokrrash me madhësi e me ngjyra të ndryshme, me tul e me lëng të ushqyeshëm, me fara a bërthama brenda. *Pemë të buta (të egra). Pemët e kopshtit. Pemë të freskëta (të thata, të ëmbla). Pemë të bëra (të pabëra). Pema e mollës (e dardhës). Lëng (pekmez, shurup, pelte, reçel) pemësh. Lëvozhgë (lë-kurë) peme. Dyqan pemësh. Kopsht me pemë. Mbjellin pemë. Sivjet pemët kanë bërë shumë. Bleu dy kilogramë pemë. Këput (tjel, mbledh) pemët. Njeriu që vetëm për vete punon, është si dru që pemë s'lëshon. fj. u.*
*2.* Dru me trung dhe me shum? degë të cilat for-mojnë një si kurorë; fryti i këtij druri. *Pemë gjelbë-rimi (zbukurimi). Pemët e pyllit (e parkut). Pemët e lisit* lëndët e lisit. *Degët {rrënjët, kurorat) e pemëve. Gjethojnë (lulëzojnë) pemët. Hipi në pemë.*
3. *fig.* Ajo që arrihet a fitohet me punë; fryt. *Pemët e punës. Mblodhi pemët e fitores. libr. Shijoi pemët e hidhura të veprës së vet. libr.*
Pemë pa kokrra *shih te* KOKËRR,~RRA.Është pemë (lis) me rremba *shih te* RREMB,~I. Pema pa a pjekur s'hahet *fj. u.* çdo gjë do kohën e vet, do kushtet e nevojshme që të bëhet a të zhvillohet. Shkund pemët e të tjerëve *shih te* SHKUND. E drejta i ka pemët te dera. *u. shih te* DREJTË,~A (e) 6- Pema e kalbur kalb (kalbëzon) edhe shoqet *fj. u.* një njeri i keq mund të prishë edhe të tjerët. Sheh pema pemën e piqet *fj. u.* dikush sillet e vepron njëlloj si tjetri, sipas njërit bën edhe tjetri, sheh rrushi rrushin e piqet. Kur dëgjon se ka shumë pemë, merr shportën e vogël . u. kur të premtojnë shumë, të japin pak; kur merr shumë premtime, ato nuk plotësohen të gjitha. Pemën, kur s'pjell, e presin se i bën hije dardbës *fj. u.* njeriu i dëmshëm duhet hequr qafe se prish të tjerët. Pemë gjenealogjike figure që ka pamjen e një druri, trungu dhe degët e të cilit tregojnë lidhjet e birësisë së një familjeje ose lidhjet e pjesëve të diçkaje me burimin e tyre gjatë zhvillimit, druri gjenealogjik. Pema mushkërore *anat.* tërësia e bronkeve, e artereve dhe e enëve të mushkërive. Pema e Vitit të R i bredh a pishë që zbukuro-het me lodra e me sende të ndryshme për festën e Vitit të Ri.
PEMËL,~LA . *kryes. sh.* ~LA, ~LAT. Fryt kokërrvogël e i lëngshëm që bëjnë disa bimë barishtore si luleshtrydhja etj. ose disa shkurre si mjedra, qer-shigla etj. dhe që hahet i freskët ose përdoret për të bërë reçel etj. *Pemla të ëmbla (të athëta, të tharta). Pemla pylli. Pemlat e thrashegrës (e qershiglës, e lule-shtrydhes). Lëng pemlash. Mbledhin pemla.*
• Lulet (fletët) i ka të bukura, po t'i shohim pemlat duket i mirë a i mbarë në fillim, po duhet pritur se ç'fryte (rezultate) do të jape, të presim ç'do të na jape në fund, a do të sjellë fryt apo jo.
PEMËSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Shitës pemësh. *E bleu te pemëshitësi.*
PEMËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me rritjen e drurëve frutorë. *Pemëtar i zoti (i kuj-desshëm, i njohur).*
PEMËTARl,~A . 1. Degë e bujqësisë që merret me rritjen e drurëve frutorë, rritja e pemëve. *Sektori i pemëtarisë. Të ardhura nga pemëlaria. Zhvillimi i pemët arise, I dalluar për pemëtari. Merren me pe-mëtari.*
2. *përmb.* Tërësia e drurëve frutorë që mbillen e rriten nga njeriu, pemët. *Pemëtaria duket e mbarë sivjet.*
PEMËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Tokë a ngastër e mbjellë me pemë frutorë, pemishte. *Pemëtore shtetërore. Pemëtorja mëmë* pemëtorja për nxjerrjen e kalemave të shartimit. *Pemëtorja e fermës (e koo-perativës, e shkollës). Pemëtore me mollë (me ku-mbulla).*
*2.* Dyqan ku shiten pemë.
PEMISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe PEMI-
SHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë a ngastër c mbjelië me pemë frutorë, pemëtore. *Pemishte e re. Pemishte me pjeshkë (me- bajame). Punon në pemishte. Pemishtel e kooperativave. Krijimi i pemishteve.*
PEMURINA,~T . *vet. sh. bised.* Pemët e ndryshme, llojet e ndryshme të frutave. *Pemurina të thata. U poqën (u bënë) pemurinat. Hani pemurina. Shiste pemurina.*
PENAL, ~E *mb. drejt.* Që lidhet rne veprirne
të rrezikshme për shoqërinë a për shtetin (me krime a me kundërvajtje), të cilat janë të dënueshme sipas ligjeve në fuqi; që lidhet me përcaktimin e masës së dënimit dhe me zbatimin e dënimeve ndaj atyre që kryejnë krime ose kundërvajtje. *Çështje penale. Shkelje penale. Vepër penale. Hetim penal. Përgjegjësi penale. Ndjekje penale. Procedwa penale. E drejta penale. Gjykatë penale. Kodi*

*penal* tërësia e ligjeve a e normave juridike të një shteti që përcaktojnë se çfarë veprimi përbën krim a kundërvajtje dhe që pa-rashikojnë dënimet a masat që duhen marrëkundër fajtorëve.
PENALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *drejt.* Punonjës i organeve të drejtësisë që merret me çështjet penale; specialist për të drejtën penale.
PENALISHT *ndajf. drejt.* Sipas së drejtës penale; nga pikëpamja penale. *E dënueshme penalisht. Ndiqet penalishl. Përgjigjet penalisht.*
PENALLTl,~A . *sh.* ~, ~TË *sport.* Njënibë-dhjetëmetërsh. *Pika e penalltisë. Gjuajtjj. e penalltisë. Dha penallti. Priti penalltinë. Shënoi me penallti.*
PENDAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që lëron token me qe, ai që nget pendët në are. *Pendarët e koo-perativës. Punoi si pendar.*
2. Ai që ruan vreshtat e arat, roje vreshtash, vresh-tar, bekçi. *Pendari i fshatit. I ruan pendari.*
3. *hist.* Çifçi.
• Pendari i ruan vreshtat *fj. u.* thuhet për të thek-suar se dikush nuk i shkel rregullat jo sepse është i ndërgjegjshëm, po sepse ka frikë se rnos e shohin a mos e kontrollojnë, frika i ruan vreshtat.
PENDARlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kasolle me kashtë a tendë me degë e gjethe ku rri pendari, pen-darishtë.
PENDARtSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kodër a vend i lartë ku ndodhet kasollja a tenda e pendant.
2. Pendaricë.
PENDARTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fet. vjet.* Pitar.
PENDESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pendim. *Pe-ndesë e thellë.;Ae pendesë* jo me gjithë zemër, me dy mendje, pendueshëm.
2. *fet.* Rrëfimi që bën një besimtar katolik përpara priftit për të ashtuquajturat mëkate kundër zotit ose kundër fesë; ndëshkimi që i jep atij prifti për të shlyer këto mëkate (në vendet ku vepron feja katolike). *Koha e pendesës. Guri i pendesës* guri që, sipas një zakoni poshtërues fetar, duhej ta ngrinte peshë ose ta mbante ai që quhej mëkatar nga prifti duke i rënë rrotull kishës.
PENDESPANJË,~A . *gjell.* Bukësheqere.
PENDESTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që është penduar për një faj a për një gabim të vetin.
2. *fet.* Ai që i rrëfehet priftit për të ashtuquajturat mëkate kundër zotit a kundër fesë (në vendet ku vepron feja katolike).
PENDË,~A i . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *kryes. sh.* Gypa të brirtë e të hollë, me push e me fije të imëta në të dyja anët, që mbulojnë trupin e krahët e shpendëve; pupël. *Pendë të gjata (të bukura). Pendë pule (pate, palloi). Me pendë të ngritura. Pendët e krahut (e bishtit). Va rrjepin pendët. Dikur shkruanin me pendë pate.*
*2. shih* PENË,~A.3. Fletë në pjcsë të ndryshme të trupit të peshqve, e cila u shërbcn këtyre për të notuar. *Pendë notuese. Penda e bishtit. Pendët e kurrizit (e barkut).*
*4.* Fletë të një vegle a mekanizmi; rrotë me shutnë fletë të tilla, që rrotullohet nën veprimin e ujit dhe vë në lëvizje gurët e mullirit. *Penda rrotullohej shpejt. S'kthehej me penda.*
5. *përd. mb.* Shumë i )ehtë. *Ishte pendë.*
6. *përd. ndajf.* Shumë (me mbiemrin “i lehtë”). *Pendë i lehtë (i lehtë pendë).*
• I ranë pendët (pup)at, fletët) *dikujt mospërf.* a) s'ka me atë pushtet a fuqi që kishte, s'i shkon me fjala, ra nga fiku; b) nuk mburret me si përpara, i ra hunda, u shtrua. I uli pendët (puplat) a) i ra inati, u zbut; b) i ranë pendët. I dolën pendët (puplat) *di-k^uit shin te* PUPËL,~LA. la la pendët (puplat) *dikujt iron,* iku papritur a fshehurazi nga dikush dhe as që u be merak për të, i iku nga duart papri-tiir dhe e la me gisht në gojë; mori ç'mundi, përfitoi sa mundi prej dikujt e iku papritur. Na la pendët (shëndetin) *dikush shih te* LË. S'e prek dot as me pendë (as me pupël) *dike shih te* PUPËL,~LA. Kjo është (kësaj i thonë) tre qe e dy pendë kjo është punë që nuk bëhet, që nuk ka si rregullohet. Sa të zbardhet penda e korbit *shih te* KORB,~I.
PENDË,~AII . *sh.* —Ë, ~ËT. 1. Një çift qe, btkaj etj. si kafshë pune. *Një (dy) pendë qe (buaj, kuaj). Nget pendën. 1.* Sipërfaqe toke sa mund të lërohet me një çift qe brenda një dite. *Kishte një pendë tokë. I mbeti edhe një pendë për të lëruar.*
PENDË,~A in . *sh.* ~Ë, ~ËT. Cfrat i ngritur mp gardh e me dhe, me zhavorr ose me gurë anës lumenjve a përrenjve ose gjatë bregut të detit, të li-qenit etj. për të penguar vërshimin e ujërave; digë. *Pendë e lartë. Pendë lumi (liqeni). Mbrohet me pendë.*
PENDËBARDHË *mb.* Që i ka pendët të bardha, me pendë të bardha. *Pëllumb (mjellmë, rose, patë) pendëbardhë.*
PENDËDENDUR *mb.* Që i ka pendët të dendura, me shumë pendë a pupla. *Pule pendëdendur.*
PENDËGJATË *mb.* Që i ka pendët të gjata, me pendë të gjata; *kund.* pendëshkurtër. *Këndes pendë-gjatë. Palloi pendëgjatë.*
PENDËHIRTË *mb.* Që i ka pendët a puplat në ngjyrë të hirit, me pendë në ngjyrë hiri. *Qyqja (mëlle-nja) pendëhirtë.*
PENDËKAPOSH,~I *m. bot.* 1. Bimë barishtore shumëvjeçare, me degë të holla që kanë në krye ka-Ilinj të vegjël me fara me majë të hollë e me gjemba të kthyer së prapi, të cilët ngjiten në leshin e dhenve ose futen në lëkurën e kafshsve dhe mund të shkak-tojnë plage të rënda.
2. Bimë barishtore "shumëvjeçare, që rritet nëpër shpate malesh, në toka shkëmbore e gëlqerore dhe që ka një tufë gjethesh të dendura afër rrënjës.
PENDËKUQ,~I *m. sh.* ~, ~TË *zool.* Një lloj krapi.
PENDËKUQ,~E *mb.* Që i ka pendët a puplat të kuqe. *Pule pendëkuqe.*
PENDËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Pendë e vo-gël; pupël. *Pendla pule. Jastëk me pendla. I lehtë si pendël.*
PENDËRENË *mb.* 1. Që i kanë rënë pendët a puplat.
2. *fig. mospërf.* Që s'ka me atë fuqi a pushtet Që kishte, që s'i shkon me fjala; që nuk mburret me si përpara, që i ka rënë hunda e është shtruar.
PENDËSHKRUAR *mb.* Që i ka pendët të larme a ngjyra-ngjyra, me pendë a me pupla të shkruara. *Palloi pendëshkruar. Zog pendëshkruar.*
PENDËSHKURTËR *mb.* Që i ka pendët të shkurtra, me pendë të shkurtra; *kund.* pendëgjatë.
PENDlM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimit 2 të foljes PENDOHEM.
2. Ndjenjë keqardhjeje që i lind dikujt për një punë a veprim të gabuar që ka bërë, pranimi i gabimit duke e ndier thellë atë; ndërrimi i mendjes për diçka që na duket e padrejtë, e papërshtatshme ose e gabuar. *Pendim i thellë. Cast pendimi. Shfaq pendimin. E bren pendimi.*

3. *fet., vjet.* Pendesë.
PENDOHEM *vetv.,* ~-OVA (u), ~T3AR. 1. Me
vjen keq për një punë a veprim të gabuar që kam bërë, pranoj plotësisht gabimin tim duke e ndier thellë atë, ndërroj mendim për një veprim që kam bërë. *U pen-duapër vonesën. Upendua që ia tha (që u nis, që shkoi). S'ke pse të pendohesh. Mos, se do të pendohesh. S'men-dove (s'punove) sot, do të pendohesh mot. fj. u.*
*2. fet.* Rrëfehem përpara priftit për të ashtuquajturat mëkate kundër zotit a kundër fesë (për besimtarët katolikë në vendet ku vepron feja katolike).
PENDOR,~E *mb. bot.* Që ka trajtën e një pende a të një puple. *Gjethe pendore. Degëxime pendore.*
PENDORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ngastër ose are e vogël sa mund të lërohet nga një pendë qe brenda një dite.
PENDOSET *vetv.,* ~(u), ~UR. Fillojnë e i dalin pendët; i dalin pendët në trup dhe nis të fluturojë (për zogjtë). *U pendos zogu.*
PENDUAR (i,e) *mb.* 1. Që e ka ndier thellë gabimin e vet dhe e pranon, që është penduar. *Foli (shkoi) i penduar. Kërkoi falje i penduar.*
2. *fet.* Që është rrëfyer para priftit për të ashtuquajturat mëkate kundër zotit a kundër fesë, që ka bërë pendesën (për besimtarët katolikë në vendet ku vepron feja katolike).
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
PENDUESHËM *ndajf.* Jo me gjithë zemër, me dy mendje; duke qenë i penduar. *Fliste pendueshëm. U nis pendueshëm.*
PENEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Furçë e vogël me një tufë qimesh dhe me një bisht të hollë e të gjatë, që përdoret për të vizatuar me bojëra uji ose vaji për të hequr vija në mure kur lyejmë etj., furçë e hollë piktorësh. *Penel i hollë. Peneli i piktorit. Njerëzit e penelit* piktorët. *Ngjyros (heq vijat) me penel.*
PËNEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Monedhë e vjetër argjëndi, shumë e hollë, që përdorej edhe si stoli; pare. *Stolisur me penezë.*
2. Diçka shumë e hollë; pëlhurë shumë e hollë.
• E mbante si penez në pëllëmbë të dorës e mbante shumë mirë, me gjithë të mirat; e ruante si gjë të çmuar.PENEZORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë balte për ujë, me një ose me dy vegjë, më e vogël se shtamba e më e madhe se katruvja, që e ka grykën të gjatë e të ngushtë.
PENË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Mjet për të shkruar me bojë, që ka një bisht të hollë prej druri, në krye të të cilit vihet një cope e vogël e metaltë me majë të hollë e të çarë; maja e këtij mjeti që shkruan. *Penë shkrimi (vizatimi). Njerëzit e penes* ata që shkruajnë, shkrimtarët. *Bisht (majë) pene. Mbajlëse (kuti) pe-nash. Gërvisht pena. Është i penes* di të shkruajë bukur, i vjen doresh shumë për të shkruar. *Ka luftuar me pushkë dhe me penë* ka luftuar me armë dhe me dituri, me shkrime etj.
2. *fig.* Ai që shkruan një vepër, zakonisht Ietrare; shkrimtar a publicist. *Penë e njohur (e re, e shquar).*
Me një të rënë të penes (të lapsit) *shih te* RËNË, ~A (e). E mprehu (mirë) penën (iapsin) *libr.* e thelloi përmbajtjen dhe e përsosi më tej formën, stilin etj. në shkrimet e tij, e mprehu kritikën, luftën etj. kundër dikujt a diçkaje në shkrimet e tij. Rroku penën iu përvesh një pune të madhe me shkrim për qëlli:ne të caktuara. I shket pena *dikujt shih te* SHKAS. E mban (e ka) penën të mprehtë ruan po atë force, po atë thellësi e po atë forme të lartë në shkrimet e tij, shkruan gjithnjë me mprehtësi, nuk e ul forcën në shkrimet e tij.
PENG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Diçka me vlerë të madhe, që huamarrësi ia lë huadhënësit disa kohë për ta siguruar për kthimin e borxhit (në vendet me sistem shfrytëzues). *Borxh me peng* borxh që mund të merret duke lënë peng diçka. *La (vuri) peng unazën (vathët, pajën, arën, shtëpinë). E la (e vuri) peng për një vit (për dy muaj).*
2. Send a njeri që lihet në duar të një tjetri për të siguruar zbatimin e një marrëveshjeje, të një traktati etj.; rob që zihet e mbahet nga armiku për ta përdorur si mjet shkëmbimi me dike tjetër, për të kërkuar lë-shime a shpërblime nga kundërshtari etj. *Lane peng (i morën peng) fëmijët. E mbajtën peng. E dha (si) peng.*
*3.* Merak i madh, pike në zemër që ndien dikush për diçka që s'ka mundur ta bëjë; tangë. *E kam peng në zemër. Me mbeti peng. Ma la peng.*
4. *fig.* Shenjë e sigurisë për diçka. *Peng nderimi (miqësie, besnikërie).*
PENGASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Shko-pi që e mban të ngulitur në një vend shulin e avlëme-ndit dhe nuk e lë të lëvizë.
PENGATË, ~A. *sh.* ~A, ~AT. Peugore, pengojcë.
PENGCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gjëja që lihet peng. *E la pengcë.*
PENGDHËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që i jep diçka si peng huadhënësit për ta siguruar për kthimin e borxhit, penglënës; *kund.* pengmarrës (në vendet me sistem shfrytëzues).
PENGESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjë që i zë rrugën dikujt a diçkaje dhe e ndalon atë ose ia vësh-tirëson lëvizjen, diçka që pengon kalimin a lëvizjen. *Pengesë natyrore (ujore). Hasi rrugës në mjaft pengesa.*
2. *sport.* Parmak, ledh, mur, gardh, lumë etj. që duhet kaluar a kapërcyer gjatë një gare. *Vrapim me pengesa.*
3. *fig.* Diçka që pengon kryerjen e një pune ose arritjen e një që)limi; diçka që e ndalon, e vonon ose e vështirëson plotësimin e një pune, të një detyreetj.; vështirësi. *Pengesa kryesore. Pengesa të mëdha (të vogla, të shumta). U be pengesë. Hasi pengesa. Sjell pengesa. I kapërceu pengesat. S'ka pengesa. S'na ndalin dot pengesat.*
4. Pengore, pengojcë.
PENGË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Këmba që i vëmë dikujt përpara për ta penguar e për ta rrëzuar, këmbëz, stërkëmbës. *vuri pengën. E rrëzoi me pengë.*
*2.* Pengore për kafshët.
PENGËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pengore për kafshët. *vuri pengëzën kalit.*
2. Pengë, këmbëz, stërkëmbës.
PENGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PEN(JOJ, PENGOHEM. *Pe-ngimi i përhapjes (i zhvillimit). Masa pengimi.*
*2.* Pengesë. *U be pengim. I kapërceu pengimet. S'ka ndonjë pengim.*
PENGIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që pengon kryerjen e një pune a arritjen e një qëllimi, ai që bëhet pengesë për diçka. *Pengimtarët e zhvillimit kombëtar. Pengimtar i përparimit.*
PENGLËNËS, ~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Pengdhënës.
PENGMARRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që merr diçka si peng nga huamarrësi për t'u siguruar për kthimin e

borxhit; *kund.* pengdhënës (në vendet me sistei;i shfrytëzues).
PENGOHEM *vetv.* 1. Has në një pengesë gjatë të ecurit; me zë këmba diku e rrëzohent. *Upengua e ra. fj. u.*
2. Mbetem prapa, mbetem në vend nga një vështirësi që me del përpara.
3. *Pës. e* PENGOJ i. *Të mos pengohet puna!*
PENGOJ i *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. I dal përpara dikujt a diçkaje dhe s'e lë të lëvizë më tej, i zë rrugën; e ndaloj ose e vonoj lëvizjen e dikujt a të diçkaje.
2. I lidh kafshës këmbët e para që të mos largohet nga vendi ku kullot. *Pengoj kalin (viçin).*
3. *fig.* I nxjerr pengesa dikujt a diçkaje; nuk e lë të bëhet a të zhvillohet diçka, e vonoj, e vështirësoj a e ndaloj diçka; bëhem pengesë për dike a për diçka. *Pengon zhvillimin (përdorimin, shfrytëzimin, arritjen) e diçkaje. Asgjë s'e pengon revolucionin.*
PENQOJ H *kal.,* ~OVA, ~UAR. Lë peng diçka; *kund.* shpengoj (në vendet me sistem shfrytëzues). *Pengoi shtëpinë.*
PENGOJCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pengorja e kafshëve. *E këputi pengojcën.*
PENGOJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Pengesë (gardh etj.) që vihet në vathë për të mos lënë bagëtinë të largohet.
2. Pengore kafshësh.
3. Pjesa e këriibës së kafshës, poshtë fyellit, ku lidhet pengorja.
PENGORE,~JA . *sh* ~E, ~ET. 1. Litar më të cilin i lidhim dy këmbët e para kafshës që të mos largohet nga vendi ku kullot. *Pengore kuajsh. I vuri(i zgjidhi, ia hoqi) pengoren. lu këput pengorja. Ecte me pengore në këmbë.*
2. Hu i gjatë e i forte që futet nga lart në fletët e pendës së mullirit për të ndaluar rrotullimin e saj. *Hoqi pengoren e lëshoi mullirin. E ndalin pendën me pengore.*
PENGUES, ~E *mb.* 1. Që i del përpara e i zë rrugën dikujt a diçkaje, që e pengon kalimin ose lëvizjen më tej. *Pjesë (vegël) penguese. Mjet pengues.*
2. Që pengon kryerjen e një pune ose arritjen e një qëllimi, që e ndalon, e vonon a e vështirëson për-fundimin e diçkaje. *Rol (qëndrim) pengues. Veprime penguese.*
PENICILINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *farm.* Anti-biotik i forte, që nxirret nga dis,a lloje kërpudhash mykore dhe që përdoret për mjekimin e disa sëmu-ndjeve të rënda e ngjitëse; *bised.* sasi nga ky antibiotik që shtihet në trup me një gjilpërë. *Prodhimi i penici-linës. Shishe (ampule) peniciline. E mjekoi me peni-cilinë. Bëri një peniciline.*
PENIK,~U *m.* 1. *bot.* LIoj meli me kokrra të vogla të verdheme a të kuqe; mel i kuq. 2. Bukë e gatuar me miellin e këtij meli.
PENOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj një vijë të drej-të mbi diçka me anë të nje peri të ngjyer me bojë (zakonisht mbi një trung të gdhendur kur çajmë dë-rrasa, mbi një faqe muri, kur e lyejmë një pjesë me bojë vaji etj.); e shënoj me pe diçka, i vë perin diçkaje për të mbajtur një drejtim gjatë punës me të. *Penoj dërrasën (për ta prerë drejt). Penoj murir. (kur e lyej me bojë vaji).*
PENSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Gjendja e një njeriu që ka plotësuar moshën e vjetërsinë në punë sipas ligjit ose është i sëmurë rëndë dhe ka dale nga puna më të drejtën e një page të caktuar mujore. *Doli në pension.*
2. Pagesa mujore që merr një njeri i tillë; rrogë që dikush i lidh një tjetri, pasi i ka plotësuar kushtet e kërkuara a i ka kryer atij një punë. *Pension familjar* pension që i lidhet ndonjërit prej pjesëtarëve të fa-mil jes për dike që ka vdekur, që është vrarë etj. *Pension i pjesshëm* pension jo i plotë, që i jepet dikujt që ka plotësuar moshëu, por jo vjetërsinë në punë. *Pension pleqërie. Pension inValiditeti. Pension për koope-ratinvistët. Merr (përfiton) pension. I lidhi një pension.*
J. Shtëpi a hotel i vogël privat, ku mund të 3ihet e të hahet kundrejt një pagese më të ulët se sa në ho-telet e zakonshme (në vendet borgjeze e revizioniste).
P2NSIONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ka dale në pension dhe përfiton një page mujore sipas ligjit. *Libreza e pensionistit. Përvoja (ndihma) e pen-sionistëve.*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Mësues pen-sionist.*
PENTAGRAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *muz.* Pesë vija paralele, të hequra horizontalisht me largësi të barabartë njëra nga tjetra, së bashku më të katër hapësirat që formohen midis tyre, në të cilën shkruhen notat dhe shenjat e tjera muzikorc. *Notat sipër (nën) pentagram. Shkruaj në pentagram.*
PENXHERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Dritare. *Hapi penxheren. Doli në penxhere.*
PENJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Pe i hollë, fijez.
2. *anat.* Ind i zgjatur e i hollë si pe, që epet dhe lidh pjesë të ndryshme të skeletit, organe të veçanta të trupit ose pjesë të tyre; është. *Penjëza muskulore. Penjëzat e buzëie (e fytyrës, e faqeve).*
PENJËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E tjerr dhe e bëj pe (Ieshin, pambukun etj.); e bëj si pe diçka.
PENJËZOR,~E *mb.* Që është në trajtë fijesh të holla, që përbëhet nga fije të holla; që mund të bë-het fije-fije. *Ndërtim penjëzor. Lëndë penjiiore. Gjips penjëzor.*
PENJTË (i,e) *mb.* Që është bërë me pe, prej peri. *Stoli e penjtë.*
PEPEQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Përpeq.
PEPERCNË,~A . *etnogr.* Djalë lakuriq, i mbë-shtjellë me fier e me gjethe të tjera, të cilit në stinën e verës, në kohë thatësire, sipas besimeve të kota, i hidhej ujë përsipër gjoja për të ndjellë shiun..
PEQE *pj. bised.* Si urdhëron:-JVa *sill një kafe! — Peqe. Peqe, do ta bëj.*
*k* Me lepe e me pege edhe *keq. shih te* LEPE.
?EQINAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës nga Peqini ose ai që e ka prejardhjen nga Peqini.
PEQfNAS,~E *mb.* Që lidhet me Peqinin ose me peqinasit, që është karakteristik për Peqinin ose për peqinasit, i Peqinit ose i peqinasve; që është krijuar nga peqinasit. *Vajzë peqinase. Këngë peqinase.*
PERANDOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Titulli me i lartë i një monarku; ai që mban këtë titull. *Fro-ni i perandorit. Rrëzuan (përmbysën) mbretër e pe-randorë.*
PERANDORAK,~E *mb.* Që lidhet me perandorin ose me perandorinë; që i përket perandorit ose pe-randorisë, i perandorit ose i perandorisë; që është karakteristik për perandorin. *Shtëpi (familje, kurorë) perandorake. Oborri (froni, pallati) perandorak. De-kret perandorak.*
?ERANDORESHË.~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *Fem.* e PERANDOR,~I.
2. Gruaja e perandorit.
PERANDORI,~A . *sh.* ~, ~TË *hist.* Monarki e madhe që përfshin shumë vende dhe që sundohet nga një perandor. *Perandoria romake. Perandoria turke (britanike, austro-hungareze). Shembja e pe-randorive.*

PERCEPTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *psikol.* 1. Pas-qyrimi në tërësi i anës së jashtme të sendeve ose të dukurive në vetëdijen e njeriut, që bëhet me anë të organeve të shqisave nga veprimi i drejtpërdrejtë mbi to i këtyre sendeve ose dukurive dhe që përmban në vetvete edhe përvojën e atij që percepton, forme e njohjes shqisore të realitetit objektiv. *Perceptimi i vërtetë (i g'ënjeshtërt). Perceptimi i sendex>e (i dukurive, i botës). Perceptimi me veshë (me sy). Ndijimi e perceptimi. Veçoritë e perceptimit. Bazat fiziolqgjike •të perceptimit. Aftësia e perceptimit.*

*2. libr.* Mënyra se si dikush e kap a e kupton diçka.

PERCEPTOHET. *Pës. e* PERCEPTOJ-

PERCEPTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *psikol.* Pasqyroj në tërësi në vetëdijen time nëpermjet or-ganeve të shqisave anën e jashtme të sendeve dhe të dukurive, që veprojnë drejtpërdrejt mbi këto or-gane. *Percepton sendet (dukuritë, zhurmën, ngjyrën, dritën...). Percepton me vesh (me sy).*

2. *libr.* Airij të kap a të kuptoj diçka; e rrok diçka në një mënyrë a në një trajtë të caktuar. *S'e perceptoj dot si ndodhi kështu.*

PERÇE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET *Bised.* 1. Ba-lluke. *Preu perçen.*

2. *vjet.* Tufë flokësh të gjatë që linin burrat në majë të kokës; flokë tepër të gjatë e të lëshuar mbi supe (për burrat). *Djalë (burrë) me perçe të zezë (me per-çe të artë). Krihte perçen. E ka lëshuar perçen.*

3. Tufë qimesh të gjata që kanë disa kafshë në qafë; jelja e kalit, krifë. *Perçe e zezë (e bardhë, egjatë). Perçja e kalit (e luanit). Tundi (skkuidi) perçen.*

4. Xhufka e misrit.

PERÇE,~JA H *sh.* ~E, ~ET. Pëlhurë c zezë dhe e nolle, më të cilën grate myslimane në disa vende mbulojnë fytyrën që të mos i shohin të tjerët (me parë edhe në disa vise të Shqipërisë); lloj nape e zezë. *Mbuloheshin me perçe të zezë. S'dilnin pa perçe. Grate tona i hoqën perçet njëherë e përgjithmonë.*

P3RÇEBARDHË *mb.* 1. Që e ka jelen të bardhë (për kafshë). *Kale perçebardhë.*

2. *poet.* Që ka yalë të shkumëzuara, valëshumë (për iumin, për detin); që ka shkumë të bardhë, që shkumëzon (për valët). *Drin, o perçebardhë! Vale (dall-gë) perçebardhë.*

PERÇEGJATË *mb.* 1. Që i ka balluket të gjata (për njerëzit).

2. Që e ka jelen të gjatë (për kafshët). *Kale për çegjatë.*

3. *vjet.* Që ka një tufë flokësh të gjatë majë kokës, me perçe të gjatë; me flokë tepër të gjatë e të lëshuar mbi supe (për burrat). *Trimat perçegjatë.*

PERÇENGRITUR *mb.* 1. Që i janë ngritur qimet e perçes përpjetë.

2. *fig.* Që është gati të të vërsulet, i egërsuar, i kreshpëruar (për kafshët).

PERÇESHKUMË *mb. poet.* Që ka vale të shkumëzuara, valëshumë, dallgëshumë (për Iumin, për de-tin); i shkumëzuar, perçebardhë. *Del i gjerë perçe-shkumë. Vale (dallgë) perçeshkumë.*

PERÇETHINJUR *mb.* Që i ka balluket të thinjura; me 9okë të thinjur.

PERÇEVERDHË *mb.* Që i ka balluket të verdha; me flokë të verdhë. *Gegë e toskë perçeverdhë, ç'i rreh topi pa pushim. kr. pop.*

PERCEZl, ~ZEZË *mb.* 1. Që i ka balluket tëzeza; me flokë të zinj. *Burrë perçezi.*

2. Që e ka jelen të zezë (për kafshët). *Kale perçezi. Pelë perçezezë.*

PERDAH,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vegël mura-torësh: një cope dërrasë e lëmuar me një dorezë të vogël, që përdoret për të rrafshuar suvanë e njomë në mure.

2. Përdorëse prej raermeri në trajtë të një kallëpi sapuni të madh, më të cilën ngjeshin leshin qeleshe-punuesit.

• I dha një perdah *Used,* e bëri disi një punë, e rregulloi disi, i dha një mistri.

PERDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Cope pëlhure me pala, që mbulon diçka ose që ndan një kthinë nga një tjetër; pëlhurë e tillë ose cope stofi, e ci)a varet përpara dritares, derës etj. që të mos na shohin nga jashtë, që të mos hyjë drita a për zbukurim. *Perde të holla (të trasha, të rënda). Perde të bardha (me Me). Perde kadifeje (mëndafshi, tyli, basme). Perde dritaresh. Xhufkal e perdes. Kapëse perdesh. Kornizë për perde.*

2. Cope e gjatë dhe e gjerë pëlhure, kadifeje, stofi etj., që varet para skenës në teatër dhe që mund të hapet e të mbyllet ose të ngrihet e të ulet sipas kër-kesave të shfaqjes. *U hap (u mbyll) perdja. Ra perdja.*

3. *kinem.* Pëlhurë e bardhë, e vendosur pingul dhe e tendosur mirë diku, mbi të cilën shfaqen filma, ekran. *Film për perde të gjerë.*

4. *anat.* Cipë e hollë që vesh syrin dhe që pengon shikimin, lëbyr. *kanë zënë (i kanë vënë) sytë perde.*

5. Mur i hollë prej dërrase, prej tullash etj., që ngrihet për të r-darë një hapësirë, për të fshehur diçka, për të penguar lëvizjen e diçkaje etj. *Perde ndarëse prej dërrase.*

6. Kapak, mbulesë, veshje etj. që mbron diçka; rrjetë teli a prej shufrash metali që zë një hyrje. *Perde teli. Perde mbrojtëse. Perde xhami e papërshkueshme nga plumbat.*

7. Shtrcsë tymi, mjegulle etj., që të pengon të shohësh në anën përtej. *Perde tymi. Perde avujsh. Penh e hollë mjegulle. U ngrit një perde pluhuri.*

8. *opt.* Pllakë prej lënde të posaçme, e vendosur në aparate fotografike a kinematografike, ku ripro-dhohen figura, sinjale etj.; ekran.

9. *muz.* Secila fletë e hollë e metaltë në bishtin e disa veglave me tel, ku shkelin gishtat për të nxjerrë tinguj të ndryshëm; çdo ndarje me fletë të tilla.

10. *fig. Bised.* Turp, cipë; nder. *Njeri me (pa) perde. Nuse me perde. I ka plasur perdja. Skishin perde fare.*

11. *fig.* Diçka që përdoret për të mbuluar e për të fshehur një gjë zakonisht jo të mirë. *hodhi (i vuri) një perde. la hoqën (ia grisën) perden. S'ka perde me mua!* folë hapur me mi:a!, mos m'i fshih gjërat!

12. *Bised.* Perçe grash. *Grate rrinin me perde. •k* Prapa (pas) perdes fshehurazi, tinëzisht. Nuk

ka perde *dikush* nuk ka vesh për muzikë. Nuk këndon me perde *dikush* nuk këndon mirë, e shtre-mbëron melodinë sepse nuk i kap mirë notat. I kani vënë (i kanë zënë) sytë perde është verbuar e nuk kupton ç'po i bëjnë, nuk e sheh të keqen që i kanoset nga afër. Perde zjarri *usht.* breshëri predhash që lëshohen në një hapësirë të caktuar kundër objek-teve ajrore që fluturojnë ulët a të cilëve u dihet drej-timi i lëvizjes, por jo koordinatat e vendndodhjes ose që hidhen për të penguar sulmin e forcave të ar-mikut.

PERËNDESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *fet.* Pe-rëndi e përfytyruar si grua, hyjneshë (sipas përfyty-rimeve fetare

e mistike). *Perëndesha e Butrintit. Pe-rëndeshat greke (romake).*

2. *fig.* Ajo që qëndron mbi të gjitha nga bukuria a nga ndonjë veti tjetër. *Perëndeshë e buknrisë.*

PERËNDl,~A^ *sh.jy,* ~TË *let.* Sipas përfytyri-meve fetare e mistike: qenia më e lartë e mbinatyr-shme, e cila gjoja ka krijuar botën, qëndron mbi të dhe drejton gjithçka; zot, hyjni. *Perënditë e paganëe(e grekëve, e romakëve, e ilirëve, e Olimpit). Perëndia e luftës. I luteshin perëndisë. I preftë perëndia ditën! mallk., vjet.*

•*k* E kanë (është) perëndi e nderojnë dhe e dëgjojnë dike si besimtari perëndinë; e mbajnë diçka si të shenj-të, e duan dhe e çmojnë pa masë, e adhurojnë.

PERËNDIM,~I *m.* 1. Ulja e Diellit ose e ndonjë trupi tjetër qiellor poshtë vijës së dukshmë të horizontit në anën e kundërt të lindjes; pamja e natyrës dhe drita kur perëndon dielli; koha kur perëndon dielli. *Perëndim i bukur (i mrekullueshëm, magjepsës) i diellit. Para (pas) perëndimil të diellit. Në perëndim të diellit.*

2. Pika e horizontit nga perëndon dielli, ana që është në të majtë kur kthehemi me fytyrë nga veriu, ilrejtimi i përkundërt me lindjen; vend (pjesë e një shteti a kontinenti, krahinë a tërësf krahinash, zone) që ndodhet në anën nga perëndon dielli. *Në perëndim të qytetit (të fshatit y të vendit). Me dritare nga perëndimi. Era e perëndimit. Sheh nga perëndimi. Fryn nga perëndimi. Shkonin drejt perëndimit.*

3. Vendet a shtetet kapitaliste të Evropës Perëndimore si dhe të Amerikës. *Monopolistët e perëndimit. Shthurja (degjenerimi) në perëndim.*

*4. fig.* Fundi i dikujt a i diçkaje, mbarim; rënie nga fuqia, nga gjendja e mirë etj.; vdekja e dikujt a zhdukja e diçkaje. *Perëndimi i botës së vjetër. Perëndimi i sistemit feudal. Perëndimi i mitit të pathye-shmërisë së ushtrisë gjermane.*

PERËNDIMOR,~E *mb.* 1. Që gjendet në perë-ndim, që është në atë anë a në atë drejtim nga perëndon dielli; i perëndimit. *Pjesa (ana)_ perëndimore. Gjysmërruzulli perëndimor. gjeogr. Gjatësia gjeografike perëndimore. gjeogr.* largësia e një vendi nga meri-diani i parë (nga meridiani i Grinuiçit) në drejtim të perëndimit, që matet me grade.

2. Që fryn nga perëndimi, që vjen nga perëndimi (për erën). *Erë perëndimore.*

3. Që lidhet me vendet e perëndimit, që u përket vendeve të perëndimit; që është karakteristik për shtetet kapitaliste të perëndimit, për sistemin shoqëror a për jetën e tyre. *Vendet (fuqitë, shtetet, qeVeritë) \perëndimore. Evropa Perëndimore. Mënyra perëndimore \e jetesës. Muzikë perëndimore.*

PERËNDlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Hyjnor. •*Fuqi e perëndishme. Zë i perëndishëm. Pamje (fytyrë) e perëndishme. Vajzë e perëndishme.*

*2.* I hy jnizuar. *Qenie e perëndishme. E bënë të perëndishëm dike.*

PERËNDlT *kal.,* ~A, ~UR. *shih* PËRANDIT.

PERËNDlTEM *vetv. shih* pÇRANDITEM.

PERËNDOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto \III.* Fshihet prapa horizontit, ulet poshtë vijës së duk-shme të horizontit, largohet nga qielli, s'duket me (për diellin dhe për trupa të tjerë qiellorë). *Perëndoi dielli l(hëna). Zunë yjet të perëndojnë.*

*2. zakott. veta HI.* I ikën koha dikujt a diçkaje, bie nga fuqia, nga gjendja e mirë etj.; merr fund, mbaron, vdes a zhduket. *Perëndoi bota e vjetër. Perëndoi ajo kohë^ Perëidoi çdo shpresë,*

37 *krahin.* Hidhet shumë lart, fluturon aq lart ose aq larg sa nuk duket. *Perënduan shigjetat. Perëndoi në qiell.*

4. *kal. bised.* E hedh diçka shumë lart; e fluturoj përpjetë sa të mos duket. *E perëndoi fopin (gurin).*

•*k* I perëndoi sytë a) i vari kapakët e syve e i fshehu bebëzat (nga një kënaqësi e madhe, kur i pritet fuqia fare etj.), i fali sytë; b) vdiq, mbaroi. I perëndoi ylli *dikujt a diçkaje shih tek* YLL,~I. Te lind (te len) e te perëndon *shih te* LIND.

PERËNDUAR (i,e) *mb.* Që i ka kaluar koha; që ka rënë nga fuqia, nga gjendja e mirë etj.; që ka marrë fund, që ka vdekur ose që është zhdukur. *Bota e perënduar. Regjimet e perënduara. Kohët e perënduara.*

•*k* Me sy të perënduar duke perënduar sytë.

PERGAMENË,~A . *sh.* ~A, —AT. 1. *vjet.* Lëkurë kafshësh (dhie, keci, qengji etj.) që përpu-nohej posaçërisht dhe përdorej për të shkruar nëtë (para se të çhpikej letra); lëkurë e tillë me shkrimet mbi të; dokument a libër i shkruar në këtë lëkurë. *Pergamenë e vjetër (e vyer). U gjet një pergamenë. Shkruanin në pergamenë. Lexoi pergamenën.*

2. Lëkurë e tillë e përpunuar që përdoret për të lidhur libra.

3. *përd. mb.* Që është e trashë dhe e marrët si pergamenë dhe që nuk përshkohet nga uji etj. (për një lloj letre). *Mbështjellë me letër pergamenë.*

PERGJEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *vjet. 1. shih* KËM-BALEC,~I4.

2. Kompas.

PERIFERI,~>A . *sh.* ~, ~^TË. 1. Pjesa që ndodhet në anë të një qendre të banuar, larg nga qendra e qytetit a e fshatit, lag jet e jashtme të një qyteti; pjesët anësore të një vendi, larg qendrës ekonomike, politike e kulturore të tij. *Periferia e qytetit. Lagjet e periferisë. Punon (banon) në periferi.*

2. Pjesa anSsore rreth e rrotull diçkaje; vija që kufizon një figure a një sipërfaqe; buza e diçkaje. *Në periferi të fushës (të pyllit).*

PERIFERIK,~E *mb.* 1. Që ndodhet në periferi të një qyteti a të një fshati ose të një vendi. *Lagje periferike. Krahina (zona) periferike.*

*2.* edhe *spec.* Që është larg qendrës së diçkaje; që vepron në anën e jashtme të diçkaje, që përbën pjesën anësore të diçkaje. *Sistem nervor periferik. anal,* tërësia e nervave që përhapen në pjesët anësore të trupit (në gjymtyrët, në lëkurë, në organet e shqisave etj.). *Forca periferike. fiz. Degët (gjethet) periferike. bot.*

3. *fig. libr.* Që nuk lidhet me thelbin a me pjesën më të rëndësishme të diçkaje; joqenësor, anësor, i pa-rëndësishëm. *Çështje periferike. Vërejtje periferike.*

PERIFRAZË,—A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grup fja-lësh ose fjali që shpreh diçka, e cila mund të jepej me shkurt ose me një fjalë.

2. *let.* Shprehje a grup fjalësh që përdoren në vend të emrit të një njeriu, të emërtimit të një sendi, të një dukurie etj. për të nxjerrë në pah shenja të qenësishme, tipare, veti a cilësi të tyre ose për të paraqitur në më-nyrë më të gjallë e me artistikisht figurën e tyre (p.sh. "Vendi i

shqiponjave" për Shqipërinë, "Luani i Kru-jës" për Skënderbeun). *Perifrazë e goditur.*

PERIFRAZIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PERIFRAZOJ, PERIFRA-ZOHET.2. Perifrazë zakonisht e mërzitshme. *Perifrazime të gjata (të mërzitshme).*

PERIFRAZOHET. *Pës. e* PERIFRAZOJ.

PERIFRAZOJ *jokal.,* ~OVA, ~tfAR. Shprehem gjatë për diçka që mund të thuhej me shkurt; *kal.* them të njëjtën gjë me fjalë të tjera, e shtjelloj me gjatë, flas me perifraza. *Perifrazoj fjalët e dikujt. Perifrazoi një fjalë të urtë popullore.*

PERIGJE,~U *m. astr.* Pika më e afërt nga Toka në orbitën e Hënës ose të një sateliti artificial; *kund.* apogje. *Lartësia e perigjeut. Ka një perigje prej dyqind kilometrash. Arriti perigjeun. Në perigje ngadalësohet shpejtësia.*

PERlME,~T . *vet. sh.* Emërtim i përgjithshëm për bimë barishtore të mbjella si qepët, spinaqi, lakra, domatet, specat, bamjet, barbunjat, patatet, karotat etj., pjesët e të cilave (fryti, gjethet, zhardhoku, rrë-njët, kërcelli) përdoren për të bërë gjellë, sallatë etj. *Perime të freskëta (të njoma, të thata). Perime dimë-rore (të hershme, pranverore, verore). Vlera ushqimore e perimeve. Përdorimi i perimeve. Lëng perimesh. Gjellë (supë, sallatë) me perime.*

Perime gjethore *shih te* GJETHOR,~E.

PERIMEKULTURË,~A . Perimtari.

PERIMERRITËS,~I *m. sh.* ~, '-JT. Ai që mbjell e rrit perime. *Perimerritësit përmetarë. Puna (mjeshtë-ria) e perimerritësit.*

PERIMESHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shet
perime, shitës perimesh.

PERIMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. *gjeom.* Vija e lakuar ose e thyer që kufizon një figure gjeo-metrike; gjatësia e kësaj vije ose shuma e të gjitha brinjëve të një figure gjeometrike. *Gjatësia e perimetrit të rrethit (të trekëndëshit, të katërkëndëshit). Mat perimetrin.*

2..Vijë pak a shumë si rreth, që përcakton kufijtë më të mëdhenj të një trupi zakonisht të rrumbullakët. *Perimetri i Tokës. Perimetri i kafazit të kraharorit.*

3. Kufiri rrethues i diçkaje, vija rrethuese, vija anosore. *Perimetri i gjetheve. Perimetri i mbrojtjes së qytetit.*

PERIMOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me perimet; që bën pjesë në perimet. *Kuiturë (bimë) perimore.*

2. " *em.* ~E, ~ET . *vet. sh.* Tërësia e perimeve, perimet.

PERIMORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Tokë e mbjellë me perime. *Perimorja e shkollës (e kooperativës, e fermës). Sektori i perimores.*

PERIMTARI,~A . Degë e bujqësisë që merret me rritjen e perimeve. *Zhvillimi i perimtarisë. Njohuri për perimtarinë. Meson për perimtari.*

PERIODË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Periudhë. *Perioda gjeologjike (historike). Perioda e luftës (e rindërtimit). Perioda e lulëzimit.*

*1. kim.* Rendi i elementeve kimike, që fillon me një metal alkalin e mbaron me një gaz të plogët.

3. *fiz.* Koha, gjatë së cilës kryhet një lëkundje e plotë ose cikli i një dukurie. *Perioda e lëkundjeve të lavjerrësit. Numri i periodave. Përcaktoj (gjej) periodërt.*

PERIODlK,~E *mb.* 1. Që përsëritet rregullisht
kohë pas kohe ose në periudha të caktuara, që bëhct here pas here si pas një rregullsie. *Lëkundje (lëvizje) periodike. Dukuri periodike* dukuri që përsëritet rregullisht në mënyrë të njëllojtë dhe në pjesë kohe të barabarta. *Në mënyrë periodike.*

2. Që botohet rregullisht në kohë të caktuar, që del pas çdo periudhë të njëjtë a të caktuar. *Shtypi pe-riodik* tërësia e gazetave, e revistave, e vjetarëve etj. *Buletin periodik. Revistë periodike.*

3. *si em. vet. nj.* ~, ~U *m. bised.* Shtypi periodik. L i g j i periodik *kim.* ligji që shpreh vetitë
e elementeve kimike dhe të përbërjeve të tyre sipas strukturës së atomeve. Sistemi periodik (i elementeve) *kim.* klasifikimi natyrorielementeve kimike që bazohet në ligjin periodik. Thyesë periodike *mat.* thyesë dhjetore e pafund, në të cilën një grup i njëjtë shifrash përsëritet pafundësisht.

PERIODIKISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë periodike. *Mblidhen periodikisht. Jep llogari periodikisht. Njof-tojnë (kontrollojnë) periodikisht. Mbushet (zbrazet, pastrohet, përsëritet) periodikisht.*

PERIODIZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PERIODIZOJ, PERIODI-ZOHET. *Periodizim historik (gjeologjik). Periodizi-mi i rreshjeve atmosferike sipas stinëve. Periodizimi i historisë së Shqipërisë (së gjuhës shqipe).*

?ERIODIZOHET. *Pës. e* PERIODIZOJ. *Është periodizuar drejt.*

PERIODIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Ndaj në periudha kohe një proces zhvillimi sipas disa kri-tereve, të dhënave, materialeve, veçorive etj. të caktuara.

PERIPECI,~A . *kryes. sh.* ~, ~TË. Ngjarje e papritur, zakonisht e keqe, që ndikon në jetën e dikujt, në zhvillimin e diçkaje etj.; pengesë a vësh-tirësi e papritur, që na del përpara e që duhet ta ka-përcejmë me përpjekje e me mundime; vuajtje, mun-dime. *Jetë plot peripeci. Rrugë (udhëtim) me peripeci të mëdha. Pas shumë peripecish.*

PERISKOP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Aparat i posaçëm, që ka një gyp të gjatë, të pajisur me pasqyra e xhame zmadhuese dhe që shërben për të parë nga nëndetësja, nga llogorja etj. ç'ka në sipërfaqe të ujit a mbi tokë. *Periskopi i nëndetëses (i tankut). Shohin (vëzhgojnë) me periskop.*

PERISHANE,~T . *vet. sh. etnogr.* Stoli me para e me tela që varnin nuset në ballë.

PERISHTUP *mb.* Vit perishtup: vit i brishtë.

PERIUDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e gjatë kohe në jetën e një populli, të një vendi, të një kombi etj.; pjesë e veçantë e një procesi historik. *Periudhë e lavdishme (revolucionare). Periudha e ndërtimit të plotë të shoqërisë socialiste. Periudha e kalimit nga ka-pitalizmi në socializëm. Periudhë aksionesh (vrulli).*

2. Koha, gjatë së cilës zhvillohet një sëmundje; eta-pë. *Periudha efshehtë (e inkubacionit)* koha që nga ças-ti i infektimit të një njeriu ose të një kafshe deri në shfaqjen e shenjave të para të sëmundjes përkatëse.

3. edhe *spec.* Pjesa e kohës nga fillimi deri në mba-rim të një dukurie që përsëritet; koha gjatë së cilës një planet kryen rrugën e tij; cikël. *Periudha e kallë-zimit te gruri. Në periudhën e pjekjes (e lulëzimit).*

*A. vet. sh.* Të përmuajshmet e grave, zakonet.5. *gjeol.* Pjesë kohe, gjatë së cilës janë formuar shtresat e ndryshme gjeologjikc; secila nga ndarjet e mëdha të epokave gjeologjike.

*6. mat.* Grupi i shifrave që përsëritet pa fund pas presjes dhjetore.
7. *gjuh.* Njësi e ligjëritnit, e cila përbëhet nga dy a me shumë fjali, që formojnë një tërësi të vetme nga ndërtimi gramatikor, nga kuptimi dhe nga intona-cioni; fjali e përbërë. *Periudha me fjali të Varura kush-tore (shkakore, kohore).*
6. *vjet.* Ndarje e viteve të mësimit në shkollë; cikël. *Në periudhën e ulët të shkollës fillore.*
• Me periudha në mënyrë jo të vijueshme, me ndërprerje, me disa etapa. Periudhë vegjetative *bot. shih te* VEGJETATIV,~E.
PERLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Margaritar. *Perla natyrore (artificiale). Kirkues i perlave.*
PERONË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* I. Gozhdë (për të mbërthyer dërrasa etj.). *Me mbeti peronë* me mbeti peng në zemër, me mbeti gozhdë.
2. *përd. mb.* Shumë i ftohtë (për ujin). *Me thau duart ky ujë, qenka peronë.*
PERS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Persian. PERS,~E *mb. hist.* Persian.
PERSIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Banor vendfes i Persisë ose ai që e kishte prejardhjen nga Persia.
PERSIAN,~E *mb.* Që lidhet me Persinë ose me persianët, që është karakteristik për Persinë ose për persianët, i Persisë ose i persianëve; që është krijuar nga persianët. *Shteti persian. Vshtria persiane. Le-tërsia persiane. Kultura persiane.*
PERSlSHT *ndajf.* Në gjuhën e persëve.
PERSISHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane e degës iraniane, që flitet në Iran dhe në disa vise të Afganis-tanit e të Pakistanis
PERSON,~I *m. sh.* ~A, ~AT. I. *libr.* Njeriu si individ; njeri, vetë. *njëjti person. Emrat e personave të pranishëm. Paprekshmëria e personit. drejt. Gatesë për katër persona.*
*2. teatër.* Personazh në një vepër dramatike. *Per-sonat vepрues.*
3. *drejt.* Ndermarrje, institution a organizatë, që ka të drejta pasurore, që mund të marrë përsipër detyrime dhe të jetë paditës a i paditur në gjyq. *Person juridik.*
PERSONAL,~E *mb. shih* VETJAK,~E i_3. *Prone personate. Interest personal. Nevoja personate. Çështje personate. Shembulli personal. Higjiena personate.*
PERSONALISHT *ndajf. libr.* Vetë (për njeriun si individ). *E njoha personalisht.*
PERSONALITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e veçorive psikike, të karakterit, të sjelljes, të ve-primtarisë etj. të njeriut, të cilat e dallojnë atë nga të tjerët; njeriu me këto veçori, që e dallojnë atë si individ dhe e bëjnë anëtar të vetëdijshëm të shoqërisë. *PersonaUteti i njeriut (i fëmijës). Formimi i personali-tetit. Rritet (lulëzon) personaliteti i gruas shqiptare. la kishte ndrydhur personalitetin. E humbi personalitetin.*
2. Njeri shumë i rëndësishëm a i shquar në një fu-shë të caktuar të veprimtarisë politike, shoqërore, ush-
tarake, shkencore etj. *Personalitet politik. Personalitet i shquar (i dëgjuar).*
PERSONAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *let.* Individua-liteti i krijuar nga shkrimtari në një vepër letrare, nëpërmjet tipareve vetjake të të cilit mishërohen disa anë tipike të një karakteri shoqëror, të kuptuara dhe të vlerësuara si pas një botëkuptimi të caktuar ideo-logjik. *Personazh kryesor (i dorës së dytë). Personazh pozitiv (negativ). Personazh tipik.*
PERSONEL,~I *m.* Tërësia e punonjësve që kryej-në një veprimtari të njëjtë e të përbashkët në një institucion a ndermarrje (kryesisht për nëpunësit). *Personeli drejtues. Personeli mjekësor i spitalit. Per-soneli mësimor i shkollës. Personeli teknik i ndërmarrjes. Personeli i ambasadës.*
PERSONIFIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve PERSONIFIKOJ, PERSONIFIKOHET. *Personifikimi i fuqive të na-tyrës (në kohët e lashta).*
*2. let.* Figure që krijohet kur i veshim një kafshe, një sendi etj. vetitë a tiparet e një njeriu. *Ka shumë personifikime.*
3. *fig.* Diçka që përfaqëson në mënyrë të plotë e të përsosur një njeri, një send etj.; mishërim, gjedhe. *Personifikimi i së vërtetës (i vetëmohimit, i dashurisë për atdheun).*
PERSONIFIKOHET. *Pës. e* PERSONIFIKOJ.
PERSONIFIKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I. I vesh një kafshe, një sendi etj. vetitë a tiparet e njeriut, e paraqit diçka si qenie njerëzore. *Personifikonin for-cat e natyrës.*
*2.* Mishëroj një veti, një cilësi, një tipar etj. *Par-tizani personifikon burrërinë, drejtësinë, pjekurinë e thjeshtësinë e popullit tone.*
PERSPEKTlV,~E *mb. libr.* I. Që e paraqit sendin në një sipërfaqe të rrafshët në mënyrë të tillë, që të jape përshtypjen e përmasave të tij, të vëllimit, të largësisë etj. *Prerje perspektive. Vizatim perspektiv.*
2. Që ka të bëjë më të ardhmen e dikujt a të diçka je; që është parashikuar për të ardhmen, jo i sotëm; që do të bëhet a do të kryhet në të ardhmen. *Plan (program) perspektiv. Zhvillimi perspektiv. Detyra (qëllime) perspektive.*
PERSPEKTIVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr. 1.* Vi-zatimi i një sendi mbi një sipërfaqe të rrafshët në mënyrë të tillë, që të jape përshtypjen e përmasave të tij, të vëllimit, të largësisë etj.; figure e bërë në këtë mënyrë. *Perspektiva e një rruge (e Vijës hekurudhore). Pamjet e perspektivës. E Vizatoi në perspektive.*
*2. fig.* E ardhmja e dikujt a e diçka je; e ardhme e mirë, mundësi të mira zhvillimi e përparimi në të ardhmen. *Perspektiva të mëdha (tëgjera, të shkëlqyera, të ndritura). Perspektive e afërt (e qartë). Perspektiva e zhvillimit të industrisë (të bujqësisë, të shkollës). Njeri me perspektive. Detyrat (kërkesat) e perspektivës. Hap (çel) perspektiva (të reja). Ka perspektive. Punon me perspektive.*
PERUAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Peruse ose ai që e ka prejardhjen nga Peruja.
PERUAN,~E *mb.* Që lidhet me Perunë a me pe-ruanët, që është karakteristik për Perunë ose për pe-ruanët, i Peruse ose i peruanëve; që është krijuar ngaperuanët. *Populli peruan. Marksistë-leninistët peruanë.* PERUSTI,—A . *sh.^,* ~>TË *shih* KËMBJE,~A.
PERRI,~A . *sh.* ~, ~>TË. 1. *mit.* Figure e be-simeve popullore, që përfytyrohej si një vajzë shumë ebukur; hyri.
2. *mit.* Xhind.
3. *fig.* Vajzë a grua shumë e bukur. *U martua me një për ri.*

PERRIK,~U *m. bised.* Pakicë; zgrip. *E kishin ujin me perrik.*

PESAGURTHI *ndajf.* Luaj pesagurthi: luaj me një grup fëmijësh me pesë guralecë, duke hedhur njërin lart dhe duke marrë një nga një me shpejtësi të tjerët që janë në tokë, po më të njëjtën dorë, luaj guraçokthi.

PESARE,~'JA . *sh.* ~>E, ~ET *vjet.* Monedhë e vogël në kohën e pushtimit osman, që isbte e ba-rabartë me pesë para. *Nuk paguante (nukjepte) asnjë pesare. Kishte mbetur pa një pesare në xhep.*

PESË *num. them.* 1. Nutnri që vjen menjëherë pas katrës, që shënon një sasi të barabartë me katër edhe një. *Pesë -seta. Pesë here. Pesë ore. Pesë ditë (muaj, vjet). Në orën pesë. Pesë here pesë. Pesë të dhjetat. E ndau në pesë pjesë. E pjesëtoi për pesë.*

*2. përmb.* ~ (të), PESA (të). Pesë së bashku a menjëherë. *Erdhën të pesë (vëllezërit).*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të numëiorit themelor. *Ikën të pesë.*

4. *përd. num. rresht.* I pestë. *Dhoma (salla) pesë. Kabina (shkalla) pesë.*

Pesë me biç *thjeshtligj. shih te* HIC,~4. Sia ka për pesë *dikujt* nuk pyet për të, s'e ka frikë fare. Nuk e kishte (auk e bënte) për pes*ëdiçk a* nuk pyeste, nuk e quante gjë. Pesë para gjë diçka fare e vogël, shumë pak. Nuk bën pesë para *shih te* PARA,~JA. Pesë para oka (dy grosh oka) *mospërf. shih tek* OKË, ~A. Me pesë para në xhep me shumë pak para; me diçka fare të vogël. Është pesë (dy) para bmrë (njeri) *shih te* PARA,~JA. U bënë pike e pesë u shpërndanë, s'mbeti asnjë bashkë me një tjetër, ku ra njëri nuk ra tjetri; u tvnë kashtëe koqe. Eshiti (e Men) për pesë para e shiti (e bleu) shumë lire, gati falas. E bëri (ia bëri lëkurën) për pesë (për dy) para *dikujt shih te* PARA,~JA. Futet pesë para në grosh *shih te* GROSH, ~I. S"ka dele me pesë këmbë thuhet për të theksuar se nuk ka njeri ose send që të jetë fare i përsosur e pa asnjë të metë. U zunë (u grinded) për pesë (për dy) para spec *shih te* PARA,~JA. Nuk ka as pesë (as dy) para mend *shih te* PARA,~JA. *Sr.* para i vlen (i bëo) lëkura edhe *iron, shih te* LËKURË,~A. Fiton pesë e ha (prish) gjashtë *shih te* GJASHTË. Jo besa-besë e pesë e pesë *shih te* BESË,~A. Pesë dhi, gjashtë zile *shih te* GJASHTË. Pesë me shumë, pesë me pak aty-aty janë, pak a shumë njësoj janë. Një okë e pesë, një okë pa pesë (një okë e dhjetë, një okë pa dhjetë) *shih tek* OKË,~A.

PESË- *fjalëform.* Pjesa e parë e fjalëve të perbëra e të përngjitura me kuptimin "që ka pesë pjesë a pesë njësi përbërëse etj. të një fare" (p.sh. pesëballësh, pesëcepësh, pesëditësh, pesëdhjetë, pesëflsh, pesëgarësh, pesëkatësh, pesëkëndësh, pesëlekëshe, pesëmbëdhjetë, pe-sëmujor, pesëqiod, pesëvjecar, pesëvjetor etj.).

PESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shifra pesë (5); sasia që shënohet me këtë shifër. *shtoj pesës tre.*

2. Send a njeri, që shënohet me shifrën pesë. *Pesa luajti mirë. sport. Pesa spathi. letr.*

3. Nota peso (5) në sistemin shkollor të vlerësimit të dijeve me dhjetë nota; nota më e ulët kaluese në këtë sistem; *vjet.* nota pesë (5) në sistemin e vlerësimit të dijeve me pesë nota; nota më e mirë. *Mori pesë.*

PESËCEPËSH, ~E *mb.* Që është me pesë cepa, që ka pesë cepa. *Yll pesëcepësh.*

PESËDITËSH,~E *mb.* 1. Që zgjat pesë ditë; pesë-ditor. *Vizitë pesëditëshs.*

*2. si em.* ">, ~>I *m. sh.* ~>A, -^AT. Periudhë kohe prej pesë ditësh. *Pesëditëshi I pare.*

PESËDITOR,~'E *mb.* 1. Që zgjat pesë ditë; që kryhet brenda pesë ditëve. *Stërvitje pesëditore.*

2. *si em. m.* Periudhë kohe prej pesë ditësh. *Plani i pesëditorit. Në fund të (do pesëditort.*

PESËDHJETË *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me pesë dhjeta, dyzet edhe dhjetë. *Pesëdhjetë veto. Pesëdhjetë ditë (vjet). Pesëdhjetë vjeç.*

*2. përd. num. rresht.* I pesëdhjetë. *Dhoma (kabina) pesëdhjetë. Në kilometrin pesëdhjetë. Në vitin pesëdhjetë. Vitet pesëdhjetë* dhjetëvjetëshi i gjashtë i një shekulli.

PESËDHJETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit pesëdhjetë në një varg të pandërprerë nje-rëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një kla-sifikim etj. *Ditën e pesëdhjetë. Minuta e pesëdhjetë.*

*2. përd. em. f.* Një nga të pesëdhjetë pjesët e ba-rabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e pesëdhjeta.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.

4. JI *emj. vet. sh.* PESËDHJETAT (të). Periudhë prej pesëdhjetë vjetësh në jetën e njeriut. *mbushi të pesëdhjetat.*

PESËDHJETËLEKËSH,~-E *mb.* 1. Qëckavlerën pesëdhjetë lekë. *Kartëmonedhë pesëdhjetëlekëshe.*

*2.* Që e ka çmimin pesëdhjetë lekë.

3. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~'E, ~<ET *bised.* Kartë-monedhë me vlerë pesëdhjetë lekë. *Theu një pesëdhjetëlekëshe.*

PESËDHJETËQINDARKËSH,~E *mb.* 1. Që e ka vlerën pesëdhjetë qindarka. *Monedhë pesëdhjetë-qindarkëshe.*

2. Që e ka çmimin pesëdhjetë qindarka. *Pullë pesëdhjetëqindarkëshe.*

3. *si em.* ~E, ~JA. *sh.* ~E, ~"ET *bised.* Monedhë me vlerë pesëdhjetë qindarka.

PESËDHJETËSHE,~JA . *sh.* -E, ~ET *bised.* Kartëmonedhë me vlerë prej pesëdhjetë lekësh.

PESËDHJETËVJEÇAR,-^E *mb.* 1. Që zgjat pesëdhjetë vjet; që kryhet brenda pesëdhjetë vjetëve. *Periudhë pesëdhjetëvjeçare. Vepër pesëdhjetëvjeçare.*

*2.* Që është pesëdhjetë vjeç, që ka mbushur mo-shën pesëdhjetë vjeç. *Burrë pesëdhjetëvjeçar.*

3. *Përd. em* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.

PESËDHJETËVJETËSH,~I *m.* Periudhë prej pesëdhjetë vjetësh; gjysmëshekull. *Në pescdhjetëvje-tëshin e dytë të shekullit.*

PESËDHJETËyJETOR,~I *m.* Përvjetori i pesëdhjetë i një ngjarjeje të shënuar ose i lindjes a i vdek-jes së një njeriu; veprimtaria që zhvillohet për të për-kujtuar këtë përvjetor. *Pesëdhjetëvjetori i shpalljessë Pavarësisë. Pesëdhjetëvjetori i hapjes së shkollës së parë shqipe.*

PESËFISH,~I *m.* Sasi, përmasë, vlerë pesë here më e madhe se një tjetër që merret si bazë. *Pesëfishi i prodhimit.*

PESËFISH,~E *mb.* I pesëfishtë. *Fije pesëfishe.*

PESËFISH *ndajf.* Pesë here aq sa është; pesë here me shumë. *Pesëfish me shumë. Është rritur pesëfish prodhimi. E bëj fijen pesëfish.*

PESËFISHIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PESËFISHOJ, PESËFISHOHET. *Pesë-fishimi* i *sasisë (i prodhimit).*

PESËFISHOJ *kal,* ~OVA, <-ÇAR. 1. E bëj pesë here më të madh se ç'është; e bëj pesë here më të madhe se diçka tjetër që merret si bazë, e rrit pesëfish. *E*

*pesëfishoi numrin. E pesëfishuqn prodhimin.* 2. Shtoj a rrit shumë diçka. *Pesëfishuan përpjekjet.*

PESËFISHTË (i,e) *mb.* I. Që përbëhet nga pesë pjesë, nga pesë shtresa, nga pesë fije etj. të njëjta ose të ngjashme. *Tel i pesëfishtë.*

*2.* Që është pesë here me i madh, që është pesë here më e madhe se diçka tjetër që merret si bazë. *Sasi e pesëfishtë.*

3. Që ka lidhje me pesë anë, me pesë sende, me pesë dukuri etj.; që bëhet nga pesë anë, nga pesë drejtime. *Fitore e pesëfishtë.*

PESËFISHOHET *vetv.* 1. Bëhet pesë here me i madh se ç'është; bëhet pesë here më e madhe se diçka tjetër që merret si bazë, rritet pesëfish. *V' pesëfishua prodhimi.*

2. Shtohet, rritet shumë. *Na u pesëfishuan forcat.*

3. *Pës. e* PESËFISHOJ.

PESËFISHUAR (i,e) *mb.* I. Që është bërë pesë here me i madh se ç'ka qenë; që është bërë pesë here më e madhe se diçka tjetër që është marrë si bazë, që është rritur pesëfish. *Prodhim i pesëfishuar.*

2. Që është shtuar, që është rritur shumë. *Me forca të pesëfishuara.*

PESËGARËSH,~I *m. sport.* Garë që përfshin pesë lloje sportesh a pesë lloje ushtrimesh gjimnastikore. *Pesëgarëshi modern* vrapim me kale, skermë, qitje, not dhe kros. *Pesëgarëshi gjimnastikor. Theu rekor-din kombëtar në pesëgarësh.*

PESËGARlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~JËT *sport.* Ai që merr pjesë në pesëgarësh.

PESËGISHTE,~-JA . *bot.* Bar gjaku.

PESËKATËSH,~'E *mb.* I. Që ka pesë kate, me pesë kate. *Ndërtesë pesëkatëshe. Pallat pesëkatësh.*

2. *si em. ~, r^l m. sh.* ~, ~IT. ?allat me pesë kate.

PESËKËMBËSH,~E *mb. let.* 1. Që përbëhet nga pesë këmbë si masë vargu. *Varg pesëkëmbesh. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

PESËKËNDËSH,~-I *m. sh. ~>A,* ^AT *gjeom.* Figure e mbyllur gjeometrike, që ka pesë brinjë e pesë kënde. *Pesëkëndësha të ngjashëm. Brinjët e pesëkën-dëshit.*

PESËKENDËSH,~E *mb. gjeom.* Që ka pesë kën-
de, që është në trajtë pesëkëndëshi. *Figurepesëkëndëshe. Pllakë pesëkëndëshe.*

PESËLEKËSH,~E *mb.* I. Që ka vlerën pesë lekë. *Kartëmonedhë pesëlekëshe.*

*2.* Që e ka çmimin pesë lekë.

3. *si em.* ~E, ^JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Kartëmonedhë me vlerë pesë lekë. *dha dy pesëlekëshe.*

PESËLITËRSH,~E *mb.* Që nxë pesë litra; që ka një vëllim prej pesë litr&sh. *Enë pesëlitërshe.*

PESËMBËDHJETË *num. them.* I. Numri që vjen menjëherë pas katërmbëdhjetës, që shënon një sasi të barabartë me katërmbëdhjetë edhe një. *Pesëmbë-dhjetë burra (gra). Pesëmbëdhjetë minuta. Pesëmbë-dhjetë vjet.*

*2. përd. num. rresht.* I pesëmbëdhjetë. *Ndërtesa (dhoma) pesëmbëdhjetë. Në kilometrin pesëmbëdhjetë. Në faqen pesëmbëdhjetë.*

PESËMBËDHJETË (i,e) *num. rresht.* I. Që i për-gjigjet numrit pesëmbëdhjetë në një varg tëpandër-prerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Radha e pesëmbëdhjetë. Ditën e pesëmbëdhj?.të.*

*2. përd. em. f.* Një nga *të* pesëmbëdhjetë pjesët e barabarta, në të cilat ndabet një e *tbtë.Një e pesëmbë-dhjeta.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit I të numërorit rreshtor. *Dot: i peiëmbëdhjeti.*

PESËMBËDHJETËDiTËSH,'-'I *m. sh.* ~<A, —AT. Periudhë kohe e barabartë me pesëmbëdhjetë ditë; gjysma e një muaji si kohë pune. *Pesëmbëdhjetëditëshi i parë (i dytë) i muajit. Plani i pesëmbëdhjetëditëshit. Rroga e pesëmbëdhjetëditëshit.*

PESËMBËDHJETËDITËSH,~E *mb.* 1. Që zgjat pesëmbëdhjetë ditë; që kryhet brenda pesëmbëdhjetë ditëve, pesëmbëdhjetëditor. *Periudhë pesëmbëdhjetë' ditëshe. Punë pesëmbëdhjetëditëshe.*

*2.* Që ka pesëmbëdhjetë ditë që ka lindur, është shfaqur a është bërë. *Foshnjë pesëmbëdhjetëditëshe.*

PESËMBËDHJETËDITOR,~E *mb.* Që zgjat pesëmbëdhjetë ditë; që kryhet brenda pesëmbëdhjetë ditëve. *Plan pesëmbëdhjetëditor.*

PESËMBËDHJETËSH,~E *mb.* I. Që ka përmasa ose vlerë prej pesëmbëdhjetë njësish. *Gozhdë pesëmbë-dhjetëshe* gozhdë e gjatë pesëmbëdhjetë centimetre-

2. Që është në ditën e pesëmbëdhjetë të rritjcs, e plolë (për Hënën). *Hënë pesëmbëdhjetëshe.*

PESËMINCTËSH,~I *m. sh.* ~>A, ^AT. 1. *bised.* Periudhë kohe prej pesë minutash. *Në pesëminutëshin e pushimit.*

2. *thjeshtligj.* Zemërim a inat që kalon shpejt. *E zuri pesëminutëshi.*

PESËQIND *num. them. i.* Numri që shënon një sasi të barabartë me pesë here njëqind. *Pesëqind veta. Pesëqind vjet. Pesëqind faqe.*

*2. përd. num. rresht.* I pesëqindtë. *Në faqen pesëqind.* + Vrima e miut pesëqind grosh *shih te* MI,~U.

PESËQINDTË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit pesëqind në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Në kilometrin e pesëqindtë.*2. *përd. em. f.* Një nga të pesëqind pjesët e bara-barta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e pesëqindta.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.

PESËQINDVJETOR,~I m. Përvjetori i pesëqindtë i një ngjarjeje të shënuar ose i lindjes a i vdekjes. së një njeriu të shquar; veprimtaria që zhvillohet për të përkujtuar këtë përvjetor. *Pesëqindvjetori i vdekjes së Skënderbeut.*

PESËRROKËSH,~E *mb.* 1. Që ka pesë rrokje. *Fjalë pesërrokëshe. Varg pesërrokësh. let.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT *let.* Varg që ka pesë rrokje. *Përdor pesërrokëshin.*

PESËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *vjet.* Monedhë e vjetër turke me vlerë prej pesë parash. *Erdhi pa një pesësh. S'kishte asnjë pesësh në xhep* ishte pa një lek në xhep, s'kishte asnjë dysh.

• S'vlen asrçjë pesësh s'vlen fare, s'bën asnjë grosh.

PESËSH,~E *mb.* 1. Që përbëhet nga pesë njësi ose që ka një pjesë me pesë njësi. *Strofë pesëshe. let.* strofë me pesë vargje.

2. Që ka përmasa ose vlerë prej pesë njësish; që nxë pesë njësi të caktuara. *Gozhdë pesëshe* gozhdë e gjatë pesë centimetra.

PESËSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Grup i për-bërë nga pesë qenie ose sende. *Pesëshja eparë. Pesëshja e sulmit. sport.*

*2. bised.* Kartëmonedhë me vlerë prej pesë lekësh, pesëlekëshe. *dha dy pesëshe.*

PESËSHEKULLOR,~E *mb.* Që përfshin pesë shekuj; që ka zgjatur pesë shekuj; që është kryer gjatë pesë

shekujve. *Traditë pesëshekullore. Histori pesë-shekullore. Zgjedha pesëshekullore osmane.*
PESËTONËSH,~E *mb.* Që peshon pesë tone; që nxë pesë tone; që mund të mbajë a të ngrejë pesë tone. *Ngarkesë pesëtonëshe. Vinç pesëtonësh.*
PESËVARGËSH,~E *mb. let.* 1. Që ka pesë vargje, që përbëhet nga pesë vargje. *Strofë pesëvargëshe.*
2. JI *em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Strofë me pesë vargje.
PESËVENDËSH,~E *mb.* Që ka vende sa për të ndenjur pesë veta; me pesë vende, për pesë veta. *Ma-kinë pesëvendëshe.*
PESËVJEÇAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Plan pesë-vjeçar për zhvillimin e ekonomisë dhe të kulturës në Republikën Popullore Socialiste të Shqipërisë, i cili miratohet nga Kongresi i Partisë së Punës të Shqipërisë. *Pesëvjeçari i shkuar (i ardhshëm). Pesëvjeçarii gjashtë. Vepra të ndtrtuara gjatë pesëvjeçarëve. Tej-kaluan pesëvjeçarin. Brenda pesëvjeçarit.*
2. Periudhë kohe prej pesë vjetësh. *Pesëvjeçari i fundit i shekullit.*
FESËVJEÇAR,~E *mb.* I. Që zgjat pesë vjet; që përfshin pesë vjet; që kryhet brenda pesë vjetëve. *Periudhë pesëvjeçare. Plani pesëvjeçar. Shkollë pesë-vjeçare. vjet.* shkollë fillore me pesë klasë.
2. Që është pesë vjeç, që ka mbushur moshën pesë vjeç. *Djalë pesëvjeçar. Vajzë pesëvjeçare.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Këpucë (rroba) për pesëvjeçare.*
PESIMIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që mendon
e vepron me pesimizëm, ai që është i prirur për t'i parë gjërat me pesimizëm.; njeri plot mërzi e para-ndjenja të këqija; *kund.* optimist. *Ishte pesimist i madh. Parashikime prej pesimisti.*
*2. si mb.* ~, ~E. Që është gjithë pesimizëm, që është karakteristik për pesimistin; qëështo i mbushur me mërzi e me parandjenja të këqija, që e sheh çdo gjë me pesimizëm; *kund.* optimist. *Njeri pesimist. Qën-drim pesimist. Parashikime pesimiste. Ishte shumë pesimist për të ardhmen.*
PESIMIZËM,~MI *m.* Qëndrim plot mërzi e trishtim, që shpreh pasiguri për jetën, mosbesim në vetvete, tek të tjerët ose për të ardhmen; prirje për të shikuar në çdo gjë para së gjithash anët e këqija, dobësitë, të metat, vështirësitë e pengesat dhe për të mos parë anët e mira, mundësitë e zgjidhjes së çësh-tjeve e të ecjes përpara; *kund.* optimizëm. *I ka pushtuar pesimizmi. Ranë në pesimizëm. Ndjellin pesimizëm. E shihnin me pesimizëm jetën.*
PESORËSH,~E *mb.* 1. Që zgjat a vazhdon pesë ore.
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Periudhë kohe që zgjat pesë ore; e drejtë që u jepet punonjësve për të punuar pesë ore në ditë, me qëllim që kohën tjetër të ushtrohen në njc fushë të fizkulturës e të sportit. *Gëzon të drejtën e pesorëshit.*
PESTË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit pesë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj.; që vjen menjëherë pas të katërtit. *Radha (banka) e pestë. Dita e pestë. Muaji (viti) i pestë. Lojtari i pestë. Klasa e pestë. Në orën e pestë të mësimit.*
2. *përd. em. f.* Një nga të pesë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e pesta. Katër të pestat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *E pesta A* klasa e pestë A. *pesti arriti shumë vonë. Doliipesti.*
Kolona e pestë *shih te* KOLONË,~A.
PESTIL,~I m. 1. Lëng a qull kumbullash të ziera, që hapet në tepsi, thahet në diell dhe përdoret për t'i dhënë gjellës një shije të veçantë pak si të athët. *Pete pestili. Mish me pestil. I bëri kumbullat pestil.*
2. *përd. mb. fig.* I nolle në trup, i dobësuar e i tre-tur; i shtypur si petë. *Ishte bërë pestil.*
3. *përd. ndajf.* Qull, i lagur krejt. *bëri shiu pestil. ~k* E bëri pestil e rrahu shumë, e zhdëpi me dru.
PESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rëndimi i një trupi në krahasim më të tjerë, që matet me një njësi të caktuar; sa rëndon një trup a një send. *Pesha e një sendi. Peshë neto (bruto). Me peshë dhjetë kilo-gramë. Ngritje peshash. sport. Ngritës peshash. sport. Ka peshë të madhe (të vogël). Mat (kontrolloj) peshën e diçkaje. Hante (vidhte) në peshë. Shitet me peshë* shitet diçka duke e peshuar dhe jo me cope. *Ra nga pesha dik us h* u dobësua ca. *Humbi në peshë* u dobësua e u be me i lehtë, peshon me pak.
2. *spec.* Shtypja që ushtron një trup mbi një tjetër për shkak të forces tërheqëse të Tokës, të masës dhe të vetive të lëndës që e përbën atë trup; veti e përher-shme e trupave që bien poshtë për shkak të rëndesës. *Pesha specifike. fiz.* pesha e një trupi ose e një lënde, e krahasuar me peshën e një vëllimi të barabartë uji të pastër në temperaturën 4°C. *Pesha atomike. fiz.* pesha e atomit të një dementi e krahasuar me atë tëatomit të hidrogjenit që merret si bazë. *Pesha mole-kulare. fiz.* shuma e peshave atomike të elementeve që përbëjnë molekulën e një trupi. *Pesha e një trupi. Ushtron një peshë. Shtyllat që mbajnë peshën e godinës.*
3. Ngarkesë, barrë. *Peshë e madhe (e rëndë, e lehtë). Ka peshë. la lehtësoi peshën. U përkul (u kërrus) nga pesha. S'e mban (s'e ngre) dot atë peshë.*
4. *fig.* Vëllimi dhe rëndësia e një pune; detyrë që i ngarkohet dikujt dhe që kërkon mund për t'u kryer; përgjegjësi, barrë. *Pesha kryesore bie mbi të. Mbajti hjë peshë të madhe (në një punë, në një luftë etj.): Mban-ie peshën kryesore. la lehtësoi peshën e punës. E ka peshë mbi supe.*
*5. fig.* Diçka e vështirë a e rëndë për ta duruar ose për ta përballuar; barrë. *Pesha e viteve (e moshës). Nën peshën e rëndë të sëmundjes (të vuajtjeve, të varfë-risë). Pesha e shtypjes dhe e shfrytëzimit nga klasat sunduese. Qe një peshë e madhe për:ë.*
*6. fig.* Vendi që zë diçka midis gjërave të tjera të ngjashme ose të afërta me të; vlera a rëndësia që ka dikush a diçka në një grup a mjedis, në një kohë etj. *Kulturë bujqësore (prodhim) që ka (që zë) peshën kryesore. Pesha (specifike) e popullsisë qytetare kun-drejt numrit të përgjithshëm të popullsisë. Pesha e dikujt në një punë (në një ngjarje, në një kohë etj.). Njeri me peshë. Fjalë me peshë. I ka peshë fjala.*
7. *bised.* Një cope metali me masë të caktuar, që vëmë në njërën anë të peshores për të matur rëndimin e një sendi ose të një malli, gur peshoreje; peshore. *Peshë dykilëshe. Vuri peshën në kandar. E vuri në peshë. I ishte prishur pesha.*
8. Gur a send tjetër i rëndë, të cilin e flakim me force për të goditur një shenjë. *Gjuante me pesha.*

9. *sport.* Grup a kategori që përfshin mundësit, boksierët ose ngritësit e peshave me trup të njëjtë. *Peshë e rëndë (e lehtë, e mesme). Pesha e këndesit (e mizës, e puplës). vjet.*
• Peshë e gjallë *shih te* GJALLË (i,e) 2. Peshë e vdekur *shih te* VDEKUR (i,e). Është pesha e dheut *dikusk* është njeri me shumë rëndësi a njeriu me i rëndësishëm në një vend. Ka qenë peshë e madhe *dikush* ka qenë njeri me shumë rëndësi, ka qenë njeri me zë. Nuk ngre (nuk çon) kandar (peshë) edhe *poh. shih te* KANDAR,~I. Vë në peshë e shoh dhe e shqyrtoj diçka nga të gjitha anët, e vlerësoj duke marrë parasysh edhe të mirat edhe të këqijat, i peshoj të gjitha. Besa e burrit, pesha e gurity. *u. shih te* BESË, ~A. Fjala e burrit, pesha e gurit *fj. u.* burri kur e jep f jalën nuk e luan. Hedh peshën (gurin) e fsheh dorën *shih te* HEDH.
PESHË *ndajf.* Duke e ngritur në një fare lartësie nga toka, peshimthi, trupthi. *Mbaj peshë. Ngre (çoj) peshë dike a diçka* e ngre lart në ajër, duke e shkëputur nga toka, zakonisht me duar.
*it* Ngre (çoj) peshë *dike* e nxit për diçka, i jap zemër dhe e bëj të ngrihet e të veprojë me vrull; e ngre me këmbë. Ngrihet (çohet) peshë ngrihet me këmbë menjëherë me vrull për të bërë diçka; nxitet për ve-prim. Ngre (çoj) peshë (mendjet, zemrat) nxit që të punojnë a të veprojnë më të gjitha fuqitë që kanë, u jap guxim e besim për të kryer diçka. I çoi peshë zem-rën *dikujt* e mallëngjeu, e preku thellë në zemër.
PESHËMATJE,~A . *libr.* Matja e peshës a kontrollimi i peshës së diçkaje me anë të peshores (Icryesisht për mallrat që nxirren në shitje); peshim; k'ontrollimi i saktësisë së peshoreve. *Zyra e peshë-
matjes* zyra që merret me kontrollimin e peshoreve. *Saktësia e peshëmatjes. Kundërvajtje në peshëmatje.*
PESHËNGRITJE,~A . *libr.* Aftësia e një mjeti për të mbajtur a për të ngritur një peshë të caktuar. *Automjet me peshëngritje të vogël.*
PESHIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PESHOJ, PESHOHET. *Pe-
shimi i grurit (i misrit).*
2. *fig. bised.* Vëmendje e posaçme; kujdes i madh në një punë a veprim. *E lexoi me peshim.*
PESHIMTHI *ndajf.* Peshë, trupthi. *E ngriti peshimthi.*
PESHIN *ndajf. vjet.* Me para në dorë; *kund.* ve-resije. *E pagoi (e mori) peshin.*
PESHK,~KU *m. sh. ~Q,* ~QIT. 1. *zool.* Kafshë kurrizore e ujërave të ëmbla e të kripura, me trup shpatuk e të zgjatur si bosht, zakonisht të mbuluar me luspa, me pendë të forta anash e mbi shpinë, që merr fry me me a:ië të verzave. *Peshk i madh (i vogël). Peshk i kuq. Peshk i njomë (i thatë, i kripur, i tymosur). Peshk i zier (i pjekur, i skuqur). Peshk deti (lumi, liqeni). Peshk me hala (pa hala). Hale peshku. Vezët e peshkut. Zë (gjuaj) peshk me grep (me rrjetë). Noton (rrëshqet) si peshk.*
2. *bised.* Sharra e kurrizit, boshti i kurrizit, shtylla kurrizore (te njeriu dhe te kafshët). *Peshku i kurrizit. Peshku i derrit (i viçit, i kaut)* pjesa e mishtë përgjatë shtyllës kurrizore në të dyja anët, filetë.
E bëri peshk *dike thjeshtligj.* e rrahu shumë, ia bëri kurrizin më të butë se barkun. Gome peshku *shih te* GOMË,~A. As mish, as peshk *shih te* MISH, ~I. Me urdhër të peshkut *iron,* pa u lodhur për diçka, pa bërë vetë asgjë. Mbeti si peshku në gjanë mbeti si peshku në zall. Mbeti si peshku në zall (pa ujë) mbeti pa mjete jetese, është në ngushticë të madhe, mbeti pa gjë fare. Ta pjek peshkun në buzë *shih te* BUZË,~A. I ka shkuar mendja për peshk *dikujt* i ka shkuar mendja për diçka të mirë a për diçka që gjendet me vështirësi (përdoret zakonisht në ven-de që janë larg detit, lumenjve e liqeneve). Zë pesak në bar *shih te* BAR,~I i. Hyri mish e doli peshk *mos-përf. shih te* MISH,~4. Peshku në det, tigani në zjarr *fj. u. iron,* thuhet kur një punë ende s'është kryer, kurse dikush kërkon para kohe të gëzojë të mirat që do të vijnë prej saj pasi të përfundojë; është tepër herët për diçka. Peshku i madh e ha të voglin *fj.u.* ai që është me i fuqishëm e zhduk më të voglin ose më të dobëtin, fiton me i forti edhe kur e drejta është nga ana e më të dobëtit ose e më të voglit (karak-teristikë për shoqërinë me klasa shfrytëzuese dhe për moralin borgjez). Bar peshku *bot. shih te* BAR, ~I i. Lule peshku *bot. shih te* LULE,~JA. Peshk elektrik *zool.* peshk deti me trup të rrumbullakët, të sheshtë dhe me bisht, i pajisur me organe të posaçme që lëshojnë ngarkesa elektrike. Peshk fluturak *zool.* peshk fluturues. Peshk fluturues *zool.* peshk deti me dy pendët çifte të gjoksit si krahë, më të cilat fluturon ulët mbi si-përfaqen e ujit në një largësi rreth dyqind metrash. Peshk guri *zool.* peshk i vogël deti, zakonisht me kurriz të murrmë, që jeton në thellësi, zakonisht nën gurë ë shkëmbinj e nuk hahet. Peshk pë-11 u m b *zool.* peshk deti grabitqar, i familjes së peshkaqenëve, pa brinjë kërcore.PESHKAQEN ~I *m. sh.* ~-Ë, ~ËT. 1. *zool.* Peshk deti grabitqar, me trup të madh, të fuqishëm e të mbuluar me lëkurë të ashpër, me gojë të lakuar si hark në pjesën e poshtme dhe me dhëmbë të forte e të mprehtë. *Peshkaqeni i bardhë. Mish (dhjamë) peshk a-qeni. E hëngrën peshkaqenët. E ka Çarë rrjetën peshkaqeni. Gjuajtën (zunë) peshkaqenë.*
*2. fig.* Njeri grabitqar e i pamëshirshëm, që sulmon të tjerët dhe i shfrytëzon egërsisht; ai që pasurohet duke shfrytëzuar pa mëshirë të tjerët ose duke bërë luftëra grabitqare; pushtues i huaj imperialist, shfry-tëzues. *Peshkaqenët kapitalistë. Peshkaqenët e impe-rializmit botëror. Peshkaqenët e burses.*
PESHKATAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që raerret me peshkim; punëtor i ndërmarrjes së peshkimit. *Peshkatarët e Shëngjinit. Peshkatarët e barkës "Një Afaji". Klubi i peshkatarëve. Barkë f!under) peshka-tarësh. Peshkatarët dolën në det.*
PESHKATARf,~A . Mjeshtëria dhe puna e peshkatarit; gjuetia e peshkut, zënia e peshkut si veprimtari ekonomike. *Prodhime (të ardhura) të pesh-katarisë. Vend me peshkatari të zhvilluar. Rëndësia ekonomike e peshkatarisë. Merret me peshkatari.*
PESHKATORE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. Anije e ndërtuar dhe e pajisur posaçërisht për peshkim. *Ndërtimi i peshkatoreve të reja.*
PESHKATORE,~JA II *sh.* ~E, ~ET *tek.* Shtagë e gjatë e metaltë, me majë të kthyer si grep, e cila përdoret për të nxjerrë nga toka pjeset e këpu-tura të gypave që janë futur gjatë shpimeve të puseve të naftës. *Kunja për peshkatore. Nxjerr me peshka-tore.*'
PESHKIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PESHKOJ, PESHKOHET. *Peshkimi i qe-fullit (i troftës, i sardeles). Anije (rrjetë) peshkimi. Veglat e peshkimit. Rregullorja e peshkimit. Ndër-marrja e peshkimit. Brigade peshkimi. Merret me peshkim.*

*2.* Mënyra se si zihet peshku. *Peshkim me grep (me rrjetë). Peshkim nën ujë (i nënujshëm).*
PESHK-KAVALL, PESHKU-KAVALL m. *sh.* PESHQ-KAVALL, PESHQIT-KAVALL *zool.* Peshk me trup të zgjatur si të ngjalës, me turi të rrumbu-Uakët, që ka pesë deri shtatë vrima në të dy anët e trupit fill pas kokës.
PESHKNGRËNËS,~E *mb.* Që ushqehet kryesisht me peshk. *Stipend peshkngrënës.*
PESHKOHET *vetv.* 1. edhe *pavel.* Zihet peshku (me mjete të ndryshme a në vende të ndryshme). *Peshkohet me grep (me rrjetë). Peshkohet në det (në lumë, në liqen).*
2. *Pës. e* PESHKOJ.
PESHKOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zë peshk me mjete të ndryshme, gjuaj peshk. *Peshkojnë me grep (me rrjetë). Peshkojnë ngjala.*
2. *fig. bised.* edhe *iron.* Gjej një njeri a diçka që me hyn në punë, duke kërkuar andej-këtej, zbuloj atë që me duhet; përpiqem të gjej e të marr diçka për vete me dinakëri ose me shkathtësi; gjuaj. *Nga e peshkove atë njeri? E peshkoi për vete.*
Peshkon në ujë të turbullt (në ujëra të turbulHa) *keq.* punon tinëz, vepron në mënyrë jo të ndershme, duke u munduar të përfitojë nga vështirësitë, në të
cilat gjendet dikush, një vend ctj.; e turbullon një gjendje me qëllim që të nxjerrë përfitime.
PESHKOP,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *fet.* Kryetari i një dioqeze ortodokse, dhespot (në vendet ku vepron kisha ortodokse).
2. *bised., shaka.Ki* që jepet shumë pas librave e studimit, sa shkëput lidhjet me njerëzit dhe me jetën e gjallë. *Është bërë peshkop.*
PESHKOPATË,~A. *sh.* ~A, —AT *fet.* Dioqeza ortodokse që ka në krye një peshkop; ndërtesa ku rri peshkopi (në vendet ku vepron kisha ortodokse). *Peshkopata e Ohrit. Peshkopatat e Shqipërisë së Jugut.*
PESHKOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me peshkun ose me gjuetinë e peshkut. *Prodhimtaria peshkore e liqeneve (e rezervuarëve).*
PESHKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend i veçantë në det, në liqen ose në lumë, ku zihet peshk. *Në Ishëm kishte edhe peshkore.*
2. Pellg i posaçëm për rritjen e peshkut. *Peshkore artificial.*
PESHKRRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me rritjen e peshkut në pellgje të ndërtuara posaçërisht.
PESHK-SHARRË, PESHKU-SHARRË *m. sh.* PESHQ-SHARRË, PESHQIT-SHARRË *zool.* Peshk deti që ka përpara një zgjatim të pajisur anash me dhëmbëza si sharrë.
PESHK-SHIGJETË, PESHKU-SHIGJETË *m. sh.* PESHQ-SHIGJETË, PESHQIT-SHIGJETË *zool.* Peshk deti me trup të zgjatur si bosht dhe me turi të hollë, që noton drejt si shigjetë.
PESHK-SHIRIT, PESHKU-SHIRIT *m. sh.* PESHQ-SHIRIT, PESHQIT-SHIRTT *zool.* Peshk deti me trup të zgjatur e të hollë dhe me ngjyrë të kuqërremtë.
FESHKSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me shitjen e peshkut, shitës peshku.
PESHK-SHPATË, PESHKU-SHPATË m. *sh.* PESHQ-SHPATË, PESHQIT-SHPATË *zool.* Peshk deti, me trup të ndritshëm, petak e të gjatë deri në katër metra dhe me turi të mprehtë si shpatë. *Peshku-shpatë can edhe anijen.*
PESHKTH,~I *m. zool.* 1. *zvog. e* PESHK,~KU.
2. Një lloj mole e hollë që dëmton rrobat.
PESHKUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* PESH-KATORE,~JA$_2$.
PESHKUJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Pellg me peshk; peshkore.
PESHKULLlZË,~A . *bot.* Bimë barishtore, që rritet duke u zvarritur për tokë ose që ngjitet pas kërcellit të misrit.
PESHKVE,~JA . 1. Lëng i trashë veshtullor, me ngjyrë të errët në të zezë dhe me një erë të veçantë, që nxirret kryesisht nga pëipunimi me zjarr i rrëshirës ose i degëve të drurëve halorë dhe që përdoret për të Iyer rrotat e qerreve etj. *Peshkve pishe. Peshkve nga mbeturinat e druve.*
*2.* Katran, pisë. *Lyej me peshkve.* PESHLI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Xhamadan burrash,me mëngë të çara nën sqetulla, që zakonisht nuk vi-shen, por rrinë varur (në veshjet kombëtare); mëngore. *Peshli e qëndisur. Peshli me kadife të kuqe. Peshlia nuk mbërthehej përpara.*
2. Veshje e sipërme grash, e gjatë deri në bel, me mëngë të gjata e të gjera (në veshjet kombëtare). *Peshli prej shajaku. Me peshli të kuqe.*
3. Veshje e sipërme foshnjash, zakonisht prej fa-nellate, e qepur si bluzë e me mëngë. *veshi peshlinë. E nxori foshnjën pa peshli,*
PESHOHEM *vetv.* 1. Përcaktoj peshën e trupit tim në një peshore, mat sa i rëndë jam. *Peshohem në kan-\dar. U peshua para se të nisej.*
2. *Pës. e* PESHOJ i_$_s$.
PESHOJ *kal.,* ~OVA, ~JAR. 1. Përcaktoj peshën e një trupi a të diçkaje në një peshore ose duke je krahasuar me një tjetër, i mat peshën. *Peshoj grurin (misrin). Peshoj fëmijën. Peshoj në kandar. Ë peshoi \me dorë diçk a* e ngriti diçka dhe e mbajti në dorë për ta parë sa rëndon.
2. *fig.* E shqyrtoj diçka me kujdes për ta vlerësuar si duhet, gjykoj; vlerësoj. *Epeshoi mirë punën (çësh-*
*\tjen). I peshuan mirëfuqitë e Veta. I peshuan anët e mira \dhe të këqija të dikujt. 1 peshoi mendimet e sho-këve.*
3. *fig.* Bëj me maturi e me kujdes të posaçëm një punë a një veprim; e mendoj mirë e pastaj e them (një jfjalë). *Peshon çdo lëvizje (çdo veprim). I peshon fjalët që thotë.*
4. *fig.* la di vlerën dikujt, e njoh dhe e çmoj, e vë në kandar; ia kam frikën, ë marr parasysh; e përfill (sidomos ne shprehje mohuese). *S'e peshonin fare* s'e j;deronin fare, nuk e vlerësonin fare, nuk ia vinin veshin fare. *Nuk na peshonin për komb.*
5. *jokal.* Kam një peshë të caktuar; jam i rëndë, rëndoj. *Peshon lehtë (rëndë). Peshon me shumë se i Vëllai. Peshon dhjetë kuintalë. Me peshojnë këpucët.*
*6. jokal. kryes. veta III fig.* Ka rëndësi, ka vlerë; ushtron ndikim; nderohet, dëgjohet nga të tjerët. *Veprat (punët) peshojnë. I peshon fjala. Peshonin disa,rrethana. Pesuon me shumë cilësia se numri.*
7. *jokal. vet. veta III.* Bie, rëndon. *Përgjegjësia peshon mbi ju. Hallet peshonin mbi të. Të gjitha punët peshonin mbi ne.*
• Të peshonte në flori *shift te* FLORI,~RI. I peshon arrat pa i shkundur flet pa u men-iuar; vendos para kohe, është i rrëmbyer.
PESHOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Peshore.
PESHOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me peshën, jqë i përket peshës, i peshës. *Përpjesëtime peshore.*
PESHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vegël e po-saçme që përdoret për të përcaktuar me përpikëri:peshën e trupave

e të sendeve të ndryshme; kandar. *Peshore e përpiktë (e saktë). Peshore analitike* peshore Shumë e përpiktë dhe me ndjeshmëri të madhe. *Peshore me sustë (me kundërpeshë). Peshore mallrash. Peshore farmacie. Pjatat (gurët) e peshores. Fusha (shigjeta, shtiza) e peshores. Vë në peshore.*
*2. astr.* Yjësi e gjysmërruzullit jugor, shenja e shtatë e zodiakut, që mbizotëron gjatë periudhës nga njëzet e katër shtatori deri me njëzet e tre tetor.
• Me peshoren e farmacistit *shih te* FARMACIST, ~I.
PESHQESH,~I *m. sh.* ~E, ~-ET *bised.* Dhuratë që i bëhet dikujt për dasmë a për ndonjë rast tjetër të veçantë. *bëri (i çoi) një peshqesh. Ia bëri peshqesh. Kemi hequr dorë nga peshqeshet.*
• Ma la peshqesh në derë *shih te* DERË,~A.
PESHQIR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Cope e trashë katërkëndëshe prej pambuku, e butë, me push e me thekë, që e përdorim për të fshirë fytyrën, duart a trupin pasi lahemi. *Peshqir i butë (i ashpër). Peshqir i madh (i Vogël). Peshqir me vija (me Me, me thekë). Peshqir duarsh. Fshij duart (këmbët) me peshqir. Mbësh-tjell kokën (qafën) me peshqir.*
*2. anat.* Cipë e hollë dhjami, që mbështjell zorrët ose plëndësin nga jashtë, riza e zorrëve ose e plëndësit. *heq peshqirin plëndësit.*
3. *krahin.* Përparëse katrore grash. *Vuri peshqirin.*
*4. krahin.* Pecetë; mësallë. *Fshiu buzët me peshqir. I mblodhi në peshqir.*
•*k* Hyr e dil e tund peshqirin *mospërf. shih te* HYJ.
PESHTAF,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Kuti e vogël dhe e zbukuruar, zakonisht e veshur me col;ë ose me kadife, ku vihen gjëra të çmuara dhe stoli të ndryshme. *Peshtafi i nuses. Peshtaf i zbukuruar me argjend. Nxori unazat nga peshtafi.*
PESHTAMALL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Peshqir i madh. *Ishte mbështjellë me peshtamall.*
*2.* Shami e madhe, të cilën grate e përdorin për të mbuluar kokën ose e hedhin krahëve si shall.
3. Përparëse; bohçe e endur në tezgjah. *Peshtamall i bardhë (me katrore, bojë qielli).*
4. Rizë e bardhë që berberi ua lidh në qafë ose ua vë përpara atyre që qeth a rruan. *Vuri peshtamallin.*
PESHUAR (i,e) *mb.* 1. Që është matur në peshore, që është peshuar (për një mall etj.).
2. *fig.* Që është menduar mirë e me kujdes që me përpara, që është gjykuar si duhet; i drejtë, me vend. *Vendime të peshuara. Fjalë të peshuara. Masa të stu-diuara dhe të peshuara.*
3. *fig.* I matur; që mendon mirë para se të flasë ose të veprojë. *Njeri i peshuar.*
PESHUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që peshon mallin në një ndërmarrje, ai që punon në peshore; ai që peshon njerëzit në rrugë me peshore të posaçme. *Fletëdalje e nënshkruar nga peshuesi.*
2. *vjet.* Ai që peshonte kundrejt një pagese mallra e sende të ndryshme, që bliheshin në pazar, bazhdar.
PET,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Këmbëz shkalle, shka-llare. *Shkau në një pet.*
PETAK,~E *mb.* Që është i shtypur nga të dyja anët si petë, petashuq, rrasik. *Gur petak. Peshk petak. Në trajtë petake.*
•*A* Fjalë petake fjalë që zënë vend.
PETAL,~I *m. sh.* ~E, ~ETËo. *shih* PETËL,~LA.
PETANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Lloj hyreku me shumë petë, i përgatitur me gjalpë ose me vaj dhe me mish, me oriz, me fasule etj. të shtruara mbi çdo petë; byrek me disa petë të lyera me gjalpë, *'ë* vena njëra mbi tjetrën dhe të pjekura në furrë.
• Si është miku, bëhet petaniku *fj. u.* a) mysafirit i bëhet pritja sipas vlerës e rëndësisë që ka; b) çdo gjë bëhet në përputhje me kushtet a me rrethanat.PETANOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vend malot i pjcrrët, që vjen duke zbritur shkallë-shkallë; shlcëmb i madh në breg të detit a të lumit, me disa shtresa si petë, që formojnë sheshe shkallë-shkallë. *Qyiet i lashtë* i *ndërtuar në një pelanor.*
PETARISHTE,~T . *vet. sh.* Copa petësh të thara, që ruhen si zahire për dimër, petë. *Benin petarishte për dimër.*
PETAS *ndajf. shih* PETASH.
PETASH *ndajf.* Luaj pet ash: luaj me një pllakëz prej guri, të cilën e shtyj duke u hedhur mbi një këmbë ncpër disa katrorë a irathë të vizatuar në tokë.
PETASHUQ,~E *mb.* Që është i shtypur nga të dyja anët si petë, petak, rrasik. *Shishe petashuqe. Gishta petashuqë. Peshk me trup petashuq,*
PETATOR,~E *mb.* Që ka rrudha të shumta në fytyrë, që është gjithë rrudha, rrudhac. *Plakë petatore.*
PETAVËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT. Dërrasë e hollë, e gjatë dhe e ngushtë, që përdoret zakonisht për të mbuluar çatinë e shtëpisë nën tjegullat, hartosë. *Petavra për çati. I hodhi (i vuri) petavrat çalisë.*
PETË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shtresë e hollë brumi në trajtë të rrumbullakët, që është hapur e është holluar me petës dhe që përdoret për të bërë byrek ctj. *Petë të holla (të trashu). Petë të pjekura. Petët e byrekut (e bakllavasë, e lakrorit). Byrek (qumështor) me petë. Hollojnë (bëjnë) petë. Shtrojnë petët në tepsi. Lyejnë petët me gjalpë (me vaj).*
2. *bised.* Lakror a byrek i përgatitur me shtresa të tilla të holla brumi, ndërmjet të cilave zakonisht hidhet një gatesë; petanik.
3. Brume i gatuar me vezë etj., që hollohet, pritet rripa-rripa dhe lihet të thahet, ose që thahet në diell pa u prerë e pastaj copëzohet për t'u përdorur si ma-karonat; *vet. sh.* petarishte. *Petët e dimrit. Petë me gjalpë. Pule me petë. Bëri ca petë.*
*4.* Shtresë e hollë e rrasike e diçkaje; fletë a pi lake e hollë guri, metali etj. *Petë guri. Petë akulli. Petë sapuni. Petë bakri. Teli (argjendi, art) bëhet petë.*
5. Një cope guri e hollë në trajtë të rrumbullakët ose cope tjegulle, që e përdorin fëmijët kur luajnë petash; gur petashuq. *Luaj me peta* luaj petash.
6. *bised.* Ajka e qumështit. *Ka vënë petë qumështi.* • E bëri petë a) e shtypi fare; b) e bëri rrafsh me
token. U be petë u dobësua shumë, u tret. I ka plasur peta *dikujt* i ka plasur cipa, është bërë i pacipë, i paturp. U be petë përtokë u shtri rrafsh me token që të mos duket. Iu be barku petë (dërrasë, grope) *shih te* GROPË,~A. la bëri kokën petë e rrahu shumë, e bëri pelte. Barkun petë, por shpatullat (kurrizin) drejt *shih te* SHPATULL,~A. la hoqi petën lakrorit ia zbuloi krejt të fshehtat dikujt, ia nxori të palarat fare në shesh, i nxori lakrat. I ka plasur peta (cipa) e ballit *keq. shih te* CIPË,~A.
PETËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *bot.* Secila nga fletëzat e holla me ngjyra, që përbëjnë kurorën e një luleje. *Petla të kuqe (të bardha, të verdha). Petlat e trëndafilit. Trëndafil me shumë petla. I ranë petlat.*

PETË-PETË *ndajf.* 1. Në shtresa të holla të ve-ndosura njëra mbi tjetrën. *Ra gëlqerja petë-petë.*
2. *përd. mb.* I ndarë në shtresa të holla njëra mbi tjetrën. *Bakllava petë-petë. Ishte akulli petë-petë.*
• E kisbte fytyrën petë-petë e kishte fytyrën tërë rrudha të thella.
PETËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. Shkop i hollë e i lë-muar, i gjatë rreth një meter, më të cilin shtrihet e hollohet brumi për ta bërë petë, hollues. *E tëholli me petës. I ra me petës.*
2. *anat.* Pjesë e plëndësit të kafshëve ripërtypëse, që është pala-pala, fletës.
PETËSHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kulac i grunjtë, i zbukuruar përsipër me lulc e me petë.
PETËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog. e* PETË, ~A. *Petëza akulli. Petëz sapuni.*
*2. bot.* Petël.
3. Një cope lëkure e hollë nga trungu i qershisë, që përdoret për t'i rënë buzukut.
PETËZAK,~E *mb.* Që është i sheshtë dhe i hollë si petë, petashuq e i hollë.
PETËZIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PETËZOJ, PETËZOHET. *Petëzimi i me-taleve (i çelikut). Petëzimi i brumit. Makinë petëzimi.*
PETËZOHET *veiv. tek.* 1. Shtrihet dhe bëhet petë. *Petëzohet bakri (argjendi, ari).* 2. *Pës. e* PETËZOJ.
PETËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shtrij e holloj një cope metali me anë të ngjeshjes a të shtypjes për t'i dhënë trajtën e një ffete, bëj petë një metal. *Petëzoj çelikun (hekurin, bakrin)*.
PETËZUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që bën petëzimin me makinë.
PETËZUESHËM (i), ~ME (e) *mb. tek.* Që mund të marrë trajtën e një Hcte, që mund të shtrihet e.të bëhet petë; që mund të marrë trajta të ndryshme pa u copëtuar (zakonisht për një metal kur përpunohet me anë të shtypjes, të ngjeshjes, të nxehtësisë etj.). *Metale të petëzueshme. Bakri është i petëzueshëm.*
PETICION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Kërkesë c shkruax, që i drejtohet nga një grup njerëzish një organi të lartë shtetërpr, kryetarit të shtetit etj. (në vendet borgieze e revizioniste). *Peticion me kërkesa për punëtorët. Peticion k'.mdër arrestimeve në masë.*
PETK,~U *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Veshje e sipërme burrash ose grash; rrobë, veshje; *zakon. sh.* kostum (kryesisht për burra). *Petk dasme (nuseje). Preu (qepi) një petk të ri. I rrinë shumë mirë petkat.*
2. *vet. sh.* Ndërresat e brendshme; të linjtat (kë-mishë, çarçafë, peshqirë etj.); rroba. *Lajnë petkat. U terën petkat.*
3. *arb.* Gjë e mall, pasuri. *Petku vete dorë me dorë.*
4. *fig.* Pamja e jashtme e dikujt a e diçkaje; mbu-Iesë, veshje që ia ndërron dukjen e jashtme dikujt a diçkaje. *Ndërron petkun natyra. Male të mbuluara me petkun e bardhë (me bore). Qytet i veshur me petkun e festës.*
5. *fig. keq.* Veshje a pamje e jashtme, nën të cilën dikush kërkon të fshehë fytyrën e vet të vërtetë, një gjë a një dukuri; maskë, luster. *Nën petkun zyrtar. Nën petkun e marksizmit (e socializmit). Nën petkun fetor.*
• I hyri ndër petka (në g;i) *dikujt shih te* G JI, ~RI.
PETKALARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* RROBALARËSE,~JA $_2$.PETOHEM *vetv.* Dobësohem shumë, tretem, bë-hem petë. *Ishte petuar djali nga ethet.*

PETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj petë, tëholl brumin me petës.
PETOR,~I *m. sh:* ~Ë, ~ËT. Byrek që mbushet në mes me peta të thara, të thërrmuara.
PETOR,~E *mb.* Që është i hollë dhe i shtypur si petë, petak; petashuq. *Gur petor.*
PETRAHIL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Rrip i gjerë e i gjatë, i qëndisur me fije ari, të cilin e mbajnë të hecihur në qafë e të lëshuar deri te gjunjët priftërinjtë ortodoksë gjatë ceremonive të rëndësishme fetare. *Veshi (vuri) petrahilin.*
PETRIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Shpend grabitqar i ngjashëm me skifterin, me kurrizin të murr-më a të hirtë, me barkun të bardhë e me këmbët të verdha, që ka sqep të kthyer dhe thonj e krahë të fuqishëm; sckol. *shpejtë si petrit.*
*2. fig.* Djalë a burrë i ri, trim, i fuqishëm, i shka-thët e guximtar. *Petritët e nënave. Ishte petrit (petrit me fletë). Ra dëshmor një petrit.*
3. *fig. Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Djem (burra) petritë.*
PETROGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjeol.* Specialist në fushën e petrografisë.
PETROGRAFl,~A . *gjeol.* Degë e gjeologjisë që merret me studimin e ndërtimit të shkëmbinjve, të prejardhjes e të formimit të tyre, të përbërjes mi-nerare etj.
?ETROGRAFlK,~E *mb. gjeol.* Që ka të bëjë me përbërjen dhe me ndërtimin e shkëmbinjve; që lidhet me petrografinë, i petrografisë. *Përbërja petrografike. Studime petrografike.*
PETROKIMI,~A . Degë e kimisë industriale, që merret me studimin dhe shfrytëzimin e lëndëve të tilla si nafta,,gazi natyror dhe nënproduktet e tyre. *Zhvi-ilimi i petrokimisë në vendin tone.*
PETULL,~A. *sh..*~A, ~AT. Ëmbëlsirë që bëhet me brume të holluar, zakonisht me tharm, që hi dhe t pjesë-pjesë e skuqet në tigan me vaj dhe hahet me sheqer a me mjaltë; një cope prej këtij ushqimi, e rruKibullakët dhe e fryrë. *Petulla me maja bine. Petulla me sheqer (me mjaltë). Brume për petulla. Bëj petulla. Hëngridy petulla. Ekafytyrën sipetull. mospërf.*
• I bën petullat me:ijë (pa vaj) bën plane që nuk mund të vihen në jetë; flet pa u mbështetur mbi baza të shëndosha. Kërkon petulla me gjalpë ka kërkesa të tepërta; kërkon gjëra me shpenzime të mëdha. Përpëlitet (cëritet) si petulla në tigan *dikush* për-vëlohet nga një dëshirë e zjarrtë që nuk mund ta plotësojë, ka një brengë të madhe në zemër, vuan shumë shpirtërisht. Nuk hahen ato petulla që t'i jep (t'i sjell) shig;etulla *fj. u.* janë të rrezikshme dhuratat që vijnë nga armiku.
PETULLAK,~E *mb.* Që është i rrumbullakët dhe ". i sheshtë a i fryrë si petull. *Fytyrë petullake. Gur pe-tullak.*
PETULLICË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë e sheshtë dhe e cekët si tigan, që përdoret për të pjekur petë dhe për të skuqur petulla.
2. Bukë misri e hollë.
3. *përd. mb.* Që është si petull, petullak. *Enë pe-tullicë. Bukë petullicë.*
PETULLOJ *kal,* ~OVA, ~tJAR. E shtrij diçka dhe e bëj të sheshtë si petull, i jap trajtën e petullës. *Petullojnë brumin.*
PETULLOR,~'E *mb.* I rrumbullakët dhe i sheshtë a i fryrë si petull.

PETH,~I *m. sh.~A,* ~AT *anal.* Cipëe hollë e mish-të, që lidh rrënjën e gjuhës nga poshtë me pjesën e përparme të nofullës; cipë e hollë e mishtë, që e mban një organ të' lidhur diku, freth. *Pethi i gjuhës. Iu këput pethi.*

PEZACL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rrjetë e vogël pesh-kimi, që hidhet me krahë. *Hodhi pezaulin. Gjuan (pesh-kon) me pezaul.*

PEZËM,~MI *m.* 1. Mahisje e një plage, malcim, pezmatim. *Mori pezëm plaga* u mahis, u pezmatua plaga.

2. *fig.* Pezmatim; gjendje e acaruar në marrë-dhëniet ndërmjet dy njerëzve a dy palëve; grir-dje. *Mori pezëm kunder tij. E mbylli në zemër pezmin. Foli i shtyrë nga pezmi. I ziente pezmi në kraharor. U ka hyrë pezmi.*

PEZMATlM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PEZMATOJ, PEZMATOHEM. *Pezmatimi* i *gjëndrave të grykës. Pezmatimi i plages. Pezmatimi i cipës së hundës.*

*2. fig.* Zemërim i madh për një sjellje të keqe, për një fyerje a padrejtësi që na bëhet etj.; inat, pezëm, acarim. *Pezmatim i madh. Me një ndjenjë pezmatimi. E përmbajti (e fshehu) pezmatimin. E pa me pezmatim.*

PEZMATOHEM *vetv. 1. vet. veto III.* Mahiset, acarohet (plaga, një pjesë e trupit). *U pezmatua nga të ftohtët. Iu pezmatua gryka.*

*2. fig.* Zemërohem a prefcem thellë për një sjellje të keqe, për një fyerje a padrejtësi që me bëhet etj.; me prishet qejfi, inatosem, acarohem.

PEZMATOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Mahis, acaroj (një plage, një pjesë të trupit). *Kruarja e pez-maton lëkurën. E ftohta e pezmaton plagën.*

*2. fig.* E zemëroj a e prek thellë dike me një sjellje të keqe, me një fyerje a padrejtësi etj.; ia prish qejfin, e inatos, e acaroj. *E pezmatoi me fjalë. Gabime që pezmatojnë ajerëzit.*

PEZMATUAR (i,e) *mb.* 1.1 mahisur, i acaruar (për plagën, për një pjesë të trupit). *Plage e pezmatuar.*

*2. fig.* I zemëruar a i prekur thellë nga një sjellje e keqe, nga një fyerje a padrejtësi etj.; që i është prishur qejfi, i inatosur, i acaruar. *Ishte shumë i pezmatuar.*

PEZMATUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që pezma-tohet lehtë.

PEZMATUESHMËRl,~A . *libr.* Të qenët i pez-matueshëm.

PEZUL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kryes. bised.* 1. Pjesa e poshtme e dritares, që ka një pllakë të gurtë ose prej betoni të vendosur për së gjeri, ku mbështetemi, vëmë lule etj., pragu i dritares. *Pezuli* i *brendshëm (i jashtëm). Pezuli i dritares. Mbështetem në pezul.*

*2.* Sofat, zakonisht jashtë portës së shtëpisë. *Ulur në pezulet. Te pezuli i portës.*3. Ana e si për më e një muri. *Qëndronte në pezul të murit.*

4. Pjesë e dale për së gjati si prag në një oxhak. *Vinin kandilin në pezul.*

5. *vjet.* Ledh me dhe të grumbulluar si pirg në një vend, që shërbente si kufi midis dy arave a dy tokave. *Pezuli* i *arave.*

6. Ledh që bëhet për të ndaluar ujin kur vërshon; ledh ose mur mbështetës që bëhet në një rrëpirë. *Pezul dheu. I bëj një pezul. Mbjell pemë ones pezuleve.*

7. Grumbull, tog; stive; pirg. *Pezul me miser. Pezul plehrash. E bëjnë grurin pezul. Jane bërë enët (rrobat) pezul (për të larë). Kishte një pezul me libra.*

*k* Mbeti pezul nuk luan nga vendi; rri në një vend (shtrirë ose ulur) e nuk lëviz.

PEZULL *ndajf.* 1. Në ajër, ngritur në një fare lar-tësie nga toka, pa lëvizur, pa u rabështetur a pa u mbajtur gjëkundi; në hava. *Qëndron (rri) pszull në ajër. Ngre pezuli* ngre lart përnjëherësh, duke e sbJcë-putur nga toka a nga vendi ku mbështetej.

2. *fig.* Në mënyrë të papërfunduar; pa i dhëaë rrugë-zgjidhje diçkaje, pa e ndarë as këtej as andej. *Pro-bleme të mbetura pezuli. E mbanin çështjen pezuli.*

3. *fig.* Varur. *Rreziku u rrinte pezuli mbi kokë.*

• Me frymëfl (me zemren) pezuli duke qenë shumë i shqetësuar për diçka, në merak të madh për diçka.

PEZULLIM,~l *m. sh.* ~E, -ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PEZJLLOJ, PEZIJLLOHF.M. *Pezullimi i punimeve. Pezullimi i luftimeve (i veprimeve luftarake). Pezullim i ndjekjeve gjyqësore. drejt. Pezullimi i lejeve. Pezullim nga puna.*

• 7ika pezu'limi *gjuh. shift te* PIKË,~A 7.

PEZULLOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Ndërpritet, ndaiet në vend diçka për një kohë të caktuar. 2. *Pës. e* PEZUIXOJ.

PEZULLOJ *kal.,* ~OVA, —UAR. 1. Ndal për-kohësisht një punë a një veprim, e ndërpres; ndaloj përkohësisht plotësimin e diçkaje a zbatimin e një vendimi; ndërpres në vend për një fare kohe. *Pezulloi mësimin (punën). Pezulluan luftimet. I pezulloi kredinë dikujt. Pezulloi botimin e veprës. Pezulloi gjykimin. drejt.*

*2.* E ndaloj dike në vend që të ushtrojë veprim-tarinë e tij për një kohë të caktuar, e ndërpres përkohësisht nga puna, nuk e lejoj të vijojë detyrën. *E pezulloi nga puna (nga detyra). Pezulluan një në-punës.*

PEZULLUAR *(i,e) mb.* 1. Që është ndërprerë përkohësisht; që nuk është me i vlefshëm, që i është hequr forca vepruese për një kohë. *Gara (lojra) të pezulluara. Porosi të pezulluara.*

2. Që është ndaluar të dale ose të qarkullojë për një kohë të pacaktuar. *Gazetë e pezulluar.*

3. Që është larguar nga puna ose është hequr nga një detyrë për një kohë të pacaktuar. *Ishte i pezulluar.*

PEZHISHKË,~'A. *sh. ~^A.,* —AT *krahin.* 1. Pël-hura e merimangës. *Fijet e pezhishkës. Ishte mbu-shur me pezhishka. Fshiu pezhishkat.*

2. *fig.* Rrjetë; kurth. *Pezhishkë e endur me dinakëri. Ngeci në pezhishkë.*

3. Perde e nolle dhe e tejdukshme avulli, tymi etj.,

që e pengon pak pamjen, tis. *Një pezhishkë avulli. E shihte si përmes një pezhishkë.*

PËGËHEM *vetv.* 1. Ndyhem, fëlliqem, ndragem (edhe *fig.). U pëgë fëmija (foshnja). Nuk pëgëhet në atë punë* nuk përzihet në një punë të pandershme a në një veprim të padrejtë, nuk i ndyn duart me punë të tilla.

2. *Pës. e* PËGËJ.

PËGËIJ *kal.,* ~VA, ~RË. Ndyj, fëlliq, ndrag *(edhe fig.). E pëgënë ujin bagëtitë. E ka pëgërë foshnja.*

PËGËRË,~A (e) *f.sh.~h,* ~AT(tl)edhe *euf.* Të pëgërët. *Lante të pëgërat. Ishte fëlliqur më të pëgërë.*

PËGËRË, ~T (të) *as.* edhe *euf.* Jashtëqitje (za-konisht për foshnjat).

PËGËRË (i,e) *mb.* I ndyrë, i fëlliqur, i ndragur *(edhe fig.). Me rroba të pëgërd.*

PËGËRJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËGËJ, PËGËHEM. *Pëgërja e ujit.*

PËLCAS *jokal.,* PLASA (PËLCITA), PI.ASUR (PËLCITUR). I. edhe *kal.* Bëj që të shpërthejë me-

njëherë, me force e me zhurmë një lëndë; *vet. veta HI* shpërthen menjëherë, me force e me krismë të madhe (për një lëndë si dinamiti, baruti etj.); shpërthen një armë zjarri që përmban lëndë të tilla. *Pëlcasin minat. Pëlciti një bombë. Plasi dinamiti (fuçia e barutit). Plasën predhat.*

2. edhe *kal.* Çaj me shpërthim diçka të fryrë tepër; *vet. veta III* çahet dhe shpërthen me zhurmë a me krismë diçka që fryhet tepër me ajër, me një gaz ose me një lëndë tjetër. *E plasi topin. Pëlciti kamerdarja (tullu-mbacja). Plasi kaldaja. Ka plasur një gyp. I plasi goma biçikletës (makinës). I plasi zorrc (stomaku). I plasi tytapushkës (topit).*

3. edhe *kal.* E çaj diçka, e plasaiit, e kris (me të nxehtë, me goditje të lehta etj.); *vet. veta III* çahet diçka vende-vende, merr një të çarë; plasaritet (nga nxehtësia, nga goditjet e lehta etj.). *Të nxehtët e pëlcet gotën. Gëlqerja t'i pëlcet duart. Plasi goto (xhamij. Ka plasur toka (korja e tokës). I plasi lëkura. Me kanë plasur duart.*

4. *vet. veta III bised.* Vërshon a del me vrull nga shtrati i vet (lumi etj.). *Plasi lumi. Pëlcitën përrenjtë.*

5. *vet. veta III fig.* Ndodh menjëherë një ngjarje, shfaqet një dukuri në mënyrë të papritur e me vrull dhe përhapet me shpejtësi, shpërthen. *Plasi zjarri. Plasi shiu. Plasi lufta (kryeng'itja). Plasi sherri (gri-ndja). Plasën mosmarrëveshje të rënda.*

*6. vet. veta III fig.* Del në shesh menjëherë e me vrull diçka që ishte e fshehur, shpërthen diçka e mbuluar. *Plasi e vërteta. Plasën pakënaqësitë e vjetra. Nuk i lë të pëlcasin hasmëritë.*

7. *fig.* Kam një dëshirë të madhe e të papërmbajtur për diçka, bëj çmos, s'duroj dot; jepem shumë pas dikujt a pas diçkaje. *Pëlcet pas tij, s'ndahet dot. Pëlcet ta bëjë. Pëlcet të vejë atje. Plasi, po s'e mori dot. Të pëlcasësh e s'ke për ta gjetur!*

8. *fig.* Ndiej shumë lodhje nga diçka, me mundon shumë, me këput, ma merr frymën. *Plasëm nga vapa (nga dielli). Po pëlcas nga punët e tepërta. Plasa duke i folur (duke e këshilluar). Plasi së qari foshnja.*

9. edhe *kal. fig.* E bëj dike të vuajë shumë, e mërzit jashtë mase; vuaj shumë shpirtërisht nga diçka; s'e përmbaj dot veten nga një ndjenjë zemërimi, inatietj.; vdes. *Me plasi ky djalë! Pëlcet nga inati (nga smira, nga zilia, nga marazi, nga urrejtja). Me vjen të pëlcas kur e dëgjoj (kur e shoh). Plasi nga dëshpë-rimi. Të pëlcasë! mallk.*

10. *kal. bised.* E hedh dike a diçka me force në tokë ose ne një vend tjetër, e hedh me vrull diku, e përplas (edhe *fig.) E plasi në tokë thesin (mallin). E plasën në burg. E plasi thesin në qerre dhe iku.*

*-k* I plasi barku ka ngrënë shumë, u fry së ngrëni. Me plasi barkun vuaj kur e shoh, me prek shumë, me hapi barkun. S'i pëlcet (s'i hapet, s'i digjet) barku për *dike përçm. shih te* BARK,~U. Me plasi buza *shih te* PLAS. Pëlcet derri *shih te* DERR,~I. Pëlcet derrin *dikush a diçka shih te* DERR,~I. I pëlcasin faqet *shih te* FAQE,~JA. Pëlcet edhe gurio të mundon e të mërzit pa masë, të pëlcet shpirtin (za-konisht për dike që është përtac a shumë i plogët ose i pabindur). Plasi së ngrëni (duke ngrëaë) hëngri tepër, iu fry barku nga të ngrënët. Me plasën tëmthat me dhemb koka shumë nga një punë mendore. I plaçin tëmthat! *mallk.* vdektë në vend!, i rente pika! I plasi zemra vdiq nga hidhërimi a nga një fatkeqësi e m?.dhe dhe e papritur. la plasi zemrën e mërziti jashtë mase, s'e duron dot me gjatë. I ka plasur cipa (peta) e ballit *keq. shih te* BALLË,~I. Nuk vdiq, po plasi (pëlciti) thuhet kur dikush, që nuk ka vuajiur nga ndonjë, sëmundje, vdes papritur nga ndonjë dëshpërim i madh (nga një lajm i hidhur që merr etj.) ose kur dikush vdes pas vuajtjesh të mëdha shpirtërore. Kush ha djathë nga të hoxhës, pëlcet për ujë ;. *u. shih te* HO-XHË,~A.

PËLCITËS,~E *mb.* Që shpërthen me fuqi të ma-dhe, me krismë e me zhurmë; që pëlcet. *Lëndë pëlcitëse.*

PËLCITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËLCAS, PËL-CITEM. *Pëlcitja e minave (e predhave).*

*2.* Krisma a zhurma që dëgjohet kur pëlcet diçka. *V dëgjuan pëlcitje minash.*

PËLHURENDËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. Punëtori që end pëlhurë në një fabrikë tekstili.

PËLHURENDËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PËLHURENDËS, ~I.

PËLHURË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e endur hollë në avlëmend ose në tezgjah, zakonisht me fije pambuku a mëndafshi, që përdoret për veshje të lehta, për mbulesa etj. *Pëlhurë e hollë (e trashë). Pëlhura të pambukta (të mëndafshta). Pëlhurë liri. Prodhimi i pëlhurave. Bëjnë (endin) pëlhurë.*

2. Veli i anijes. *Anije me pëlhurë. Shpalosi (ndeu) pëlhurat. Mblodhën pëlhurat.*

3. Rrjetë fijesh të holla që end merimanga, cergë merimange. *Fshiu (hoqi) pëlhurat e merimangave.*

4. *fig.* Diçka që shërben për të mbuluar a fshehur një send a një dukuri, perde. *Një pëlhurë resh (me re). Pëlhura e misterit.*

*-k* Fëlhura e Penelopes *libr.* punë që zgjatet shumë a nuk merr fund kurrë.

I PËLHURË,~A H . *mit.* Figure e përrallave po-pullore shqiptare, që përfytyrohet si një qenie e gjatë dhe e bardhë, e cila u del përpara njerëzve natën dhe U pret udhën.

PËLHCRËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. Shtrati i pjellës.

PËLQEHEM *vetv.* 1. *kryes. sh.* Pëlqej dike dhe ai me pëlqen mua. *Ata u pëlqyen, pastaj u martuan.* 2. *Pës. e* PËLQEJ. *Pëlqehet nga të gjithë.*

PËLQEJ *kal.,* ~EVA, ~YER *(edhe me një trajtë të shkurtër tëpëremrit vetor në r. dhanore)*. 1. Me duket e mirë, e kendshme a e shijshme diçka, me kënaq; me duket i bukur, i mirë a i këndshëm dikush, ndiej kënaqësi kur e shoh, kur e dëgjoj ose kur rri me të. *pëlqeu këpucët. E pëlqeu ekspozitën. S'më pëlqen kjo gjë. E pëlqeu gjellën (rakinë). Në të pëlqen, mbaje! A të pëlqen libri? Filmi me pëlqeu shumë. E pëlqej atë njeri. Ç'i pëlqen atij? Nuk me pëlqeu sjellja e tij (qëndrimi i tij). S"më pëlqeu që ti fole ashtu.*

*2.* Me duket e përshtatshme, e arsyeshme dhe me vend diçka, e quaj të dobishme a të mirë; e miratoj, e pranoj. *E pëlqej mendimin {vendimin). Pëlqej pi-këpamjen e tij (fjalët e saj).*

3. *vet. Veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Dua të merrem me diçka, e kam. qejf, kam dëshirë; me jep kënaqësi. *Me pëlqen puna (mësimi, sporti, gjahu). Me pëlqen të punoj (të lexoj). Me pëlqen leximi (muzika). Të pëlqen, s'të pëlqen, kjo duhet bërë. I pëlqen të jape urdhra.*

4. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* I ngjall dashuri dikujt. *Ti i pëlqen asaj. I ka pëlqyer e do ta marrë.*
• I pëlqen mendja (e vet) *shih te* MENDJE,~A.
PËLQIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËLQEJ, PËLQEHEM.
2. Të qenët i një mendjeje për diçka, miratim, pra-nim. *Me pëlqimin e kolektivit. Pa pëlqimin tim. Dha pëlqimin e vet. Dua pëlqimin tuaj.*
PËLQYER, ~ERI *m. sh.* ~ERË, ~ERËT. 1. Gish-ti i madh i dorës. *Vrau pëlqerin.*
2. 3asi e vogël e diçkaje të imët, aq sa mund të merret me gishtin e madh të bashkuar me treguesin, pisk. *Një pëlqyer pipër (kripë).*
PËLQYER (i, e) *mb. 1.* Që pëlqehet nga të gjithë, i pëlqyeshëm. *Punë (gjë) e pëlqyer. Vend i pëlqyer.*
2. Që të kënaq me shijen që ka, që cshtë e këndshme në të pirë, e dashur (për disa pije); *kund.* e egër. *Verë (raki) e pëlqyer.*
PËLQYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që të kënaq kur e sheh, kur e dëgjon, kur e shijon etj., që të pëlqen, i këndshëm; që bëhet në përputhje me rregullat dhe normat e vendosura nga shoqëria, i hijshëm, që pëlqehet. *Ushqim i pëlqyeshëm. Sjellje e pëlqyeshme. S'është gjë e pëlqyeshme.*
PËLYR *kal,* ~A, ~UR. 1. E ndot pak duke e përdorur, e bëj si me lyre, e bëj të marrë një ngjyrë si të errët (zakonisht për rrobat me ngjyrë të çeiët); e fëlliq pak. *E pëlyri kapelën (shallin, jakën). Kujdes, se mund të pëlyrësh fustanin!*
*2.* E bëj me gjak. *pëlyri duart.*
PËLYREM *vetv.* 1. *zakon. veta III.* Ndotet pak duke u përdorur dhe merr një ngjyrë si të errët, bëhet si me lyre; fëlliqet pak (zakonisht për rrobat me ngjyrë të çelët). *U pëlyr këmisha. U pëlyrën këllëfët e jastëkëve.*
2. Bëhem me gjak, gjakosem. *U pëlyrën në gjak.*
3. *Pës.* e PËLYR.
PËLYRUR (i,e) *mb.* 1. I ndotur pak aga të përdo-rurit, i bërë si me lyre, me një ngjyrë si të errët (za-konisht për rrobat me ngjyrë të çelët); pak i fëlliqur. *Çarçafë të pëlyrur. Me jakë të pëlyrur. Me mëngë të pëlyrura.*
*2.* I Iyer me gjak. *Me duar të pëlyrura.*
PËLLAS *jokal.,* ~lTA, ~ITUR. 1. *vet. veto III.* Bërtet (për lopën, kaun ose gomarin). *Pëlliti mësh-qerra. Po pëllasin gomarët.*
*2. fig. thjeshtligj., tali, keq.* Flas me zë të lartë, bërtas, flas kot e shumë sa i mërzit të tjerët. *Pëllisnin hoxhallarët (priftërinjtë). Vie zërin, pse pellet ashju?*
PËLLE,~EJA *sh.* ~A, ~ATË. 1. Dele ose dhi që ka pjellë dhe jep qumësht. *Pëlla dhe shterpa. Ka njëzet pëlla.*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dele pëlle.*
*k* E bën ferrën pëlle e zbukuron jashtë mase diçka; e paraqet diçka të keqe si të mirë, e bën murrizin har-dhi.
PËLLESHËM (i), ~-ME (e) *mb.* 1. Që jep prodhim të bollshëm, pjellor. *Toka të pëlleshme. 2. fig.* I frytshëm. *Punë e pëlleshme.*
PËLLËMBË,~A *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ana e brend-shtne e dorës nga përkulen gishtërinjtë, shuplaka e dorës. *Pëllëmba e dorës. Mbaj në pëllëmbë. Fërkoj me pëllëmbë. Me ha (me kruhet) pëllëmba. Mbështet kokën në pëllëmbë. Mbështetem me pëllëmbë në tokë. Fërkoi pëllëmbët nga kënaqësia. Shtrij (rrafshoj) me pëllëmbë.*
*2.* Goditje me anën e brendshme të dorës, shuplakë, dackë. *dha nja dy pëllëmbë. la veshi me pëllëmbë.*
3. Largësia nga maja e pëlqerit deri te maja e gishtit të vogël të dorës, të hapur e të shtrirë mirë, që merret si masë gjatësie. *Dy pëllëmbë i gjatë. Tri pëllëmbë e dy gishta. I shtoi dhe një pëllëmbë. Shtroi tri pëllëmbë bore. Kishte vajtur dy pëllëmbë. Iu be mjekra një pëllëmbë.*
4. *fig.* Vend a truall i vogël; diçka me përraasa të vogla; hapësirë e vogël e mbushur a e mbuluar dendur me diçka; pjesë kohe shumë e vogël, fare pak kohë. *Pëllëmbë e barrikadë. Pëllëmbë e gjak. Pëllëmbë e ndërtesë. Pëllëmbë e shtëpi. Një pëllëmbë (dy pëllëmbë) njeri (dy pëllëmbë mbi tokë)* njeri shumë i shkurtër, trupvogël. *Një pëllëmbë vend. S'kishin asnjë pëllëmbë oborr. Mbjellim çdo pëllëmbë tokë. Kishte mbetur vetëm një pëllëmbë natë (ditë).*
• Pëllëmbë e florl tokë shumë pjcllore; truall i pasur me minerale të dobishme. E njoh (e di) me pëllëmbë (pëllëmbë për pëllëmbë) e njoh mirë një vend, e kam shëtitur skaj me skaj. Nuk ia rrok (nuk ia kap) pëllëmba *dikujt diçka* a) nuk e mat dot; b) nuk e bën dot, nuk ia del dot mbanë. Shëtit (mat) me pëllëmbë e shëtit një vend skaj me skaj, e bredh ane-mbanë, nuk lë as edhe një cope vend të vogël pa e pare. Duket (shihet) si në pëllëmbë të dorës duket shumë mirë një vend a diçka tjetër. Rrinte me një pëllëmbë hwtdë *shih te* HUNDË,~A. I doli gjuha një pëllëmbë (një pasb) *shih te* GJUHË,~'A i. E ka gjuhën një pëllëmbë është llafazan, merret me thashetheme. la nxori gjuhën një pëllëmbë (një pash) *shih te* GJUHË, ~A. E kam (e njoh) në pëllëmbë të dorës e njoh mirë | diçka, kam fituar përvojë të mirë për të. E mban në pëllëmbë (në shuplakë) të dorës *dike* e mban shumë mirë dike, i siguron një jetesë të mirë e të rehat-shme, i jep të gjitha të mirat. S'matet deti me pëllëmbë *fj. u. për* të kryer punë të mëdha duhen mjetet e ne-
vojshme. Vari (lëshoi) buzët (hundët, turinjtë) një pëllëmbë *shih te* VAR. Qep një pëllëmbë e shqep një pash *shih te* QEP.
PËLLËMBËGJERË *mb.* Që e ka pëllëmbën të madhe e të gjerë.
PËLLËMBOR,~E *mb.* Që ka trajtën e pëllëmbës së dorës me gishtat të hapur. *Gjethe pëllëmbore.*
PËLLITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Bri'cma që lëshon lopa, kau ose gomari. *Pëllitjee forte (e zgjatur). Ca pëllitje të çjerra.*
*2. fig. keq.* Thirrje a britmë e çjerrë kundër dikujt ose për diçka; sharje. *Pëllitjet e shërbëtorëve të fa-shizmit. Pëllitjet e kalemxhinjve të imperializmit.*
PËLLTOM *onomat.* Përdoret për të dhënë zhurmën që bëhet kur diçka bie menj3herë në ujë, pllum. *Ra pëlltum në hurdhë.*
PËLLUA *ndajf. bised.* 1. Gjallë, shëndoshëe mirë, pa pësuar ndonjë dëmtim a plage në trup. *Shpëtoi pëllua. Mos daltë (mos ardhtë, mos shpëtoftë) pëllua! mallk.*
2. *fig.* Faqebardhë, mirë e bukur, pa pësuar ndonjë tëkeqe. *Doli pëllua.*
PËLLUMB,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zoo!.* 1. Shpend i butë a i egër me krahë të shkurtër, me pendë të bar-dha ose ngjyrë hiri në të kaltër, me gushë pak të dale dhe me pupla në këmbë, që mund të bëjë fluturime të gjata dhe që mbahet si simbol i butësisë, i pastër-tisë, i bukurisë dhe i paqes. *Pëllumb i butë. Pëllumb i egër. Pëllumb poste. Çift pëllumbash. Gugatje pë-llumbash. Kafaz pëllumbash.*

*Mish pëllumbi. Vezë pëllumbi. Gjuetia e pëllumbave. I butë (i bukur, i urtë) si pëllumb. Si pëllumb i shkruar* shumë i bukur.
2. *fig. përk.* Fe'mijë a djalë i vogël, i bukur dhe i dashur. *Pëllumbi i nënës! Fli, mor pëllumb!*
3. *fig. iron., shaka.Pëtdoret* kur i drcjtohemi dikujt me një qortim të lehtë etj. *Ku ishe, mor pëllumb? Na erdhi ky pëllumbi.*
• P e s h k pëllumb *zoo!, shih te* PESHK,~U.
PËLLUMBESHË,~>A . *sh.* ~A, ~AT. *Fem. e* PËLLUMB, ~>L *Vashat si pëllumbesha.*
PËQI,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Pjesa e pir-parme në fund të një veshjeje të sipërme, sqepi i pall-tos a i një rrobe tjetër të sipërme. *Pëqinjtë e palltos (e xhaketës). Përveshi (ngriti) pëqinjtë.*
*2.* Prehër. *E mbante në pëqi. Iu hodh s'ëmës në pëqi. Ia mori (ia vuri) kokën në pëqi. Në bark mbajttë e në pëqi mos paste! mallk.* mos i rrofshin fëmijët!
3. *fig.* Vend i futur diku, ku mund të ruhet e të mbrohet diçka, gji. *Në pëqi të malit (të kodrës).*
•*k* I puth pëqirin *dikujt* edhe *moh.* tregohet i përulur përpara dikujt, i bën lajka një eprori etj. Prish Igrisj gjirin, arno pëqirin . *u. shih te* GRIS.
PËQISË,~A . *sh.* ""A, ~AT *krahin.* Qerpiç i pjekux në furrë; tullë.
PER. I. *parafj.* Përdoret me një emër në rasen kallëzore për të treguar së bashku me të: 1. Qëllimin a synimin e një veprimi; qëllimin a sendin përse shër-ben a duhet diçka; frymorin ose sendin, në dobi a në dëm të të cilit bëhet diçka; objektin mbi të cilin shtrihet një veprim a një gjendje. *Lufta për çlirim. Puna (përpjekjet) për ndërtimin e socializmit. U ho-dhën në sulm për hapjen e tokave të reja. Ardhshi për gazl Ju ardhshim për të mirël Erdhën për urim. Shkoi për ujë (për dru). Ishin gati për mbrojtje. E bënin për hakmarrje. Ëndërron (punon) për të ardhmen. Pu-nojnë, për llogari të vitit të ardhshëm. Miser për fare. Stallë për kuajt. Lesh për triko (për dyshekë). Bar për kollë. Orendi për shkollë. Drekë për miqtë. Mësoi për bujqësi. I shpunë dhentë për kullotë. Nuk mësojnë për note. Nuk e bëri për para (për lavdi). Rritin bagëti për mish (për qumësht). Dashuria për prindërit. Mera-ku (kujdesi) për punë të mirë. Prirja (dëshira, talenti) për muzikë. Mendon për fëmijët. Kujdesej për të së-murin. Nuk pyesnin për vështirësitë. Vriste mendjen për mësimet. Kane një kuptim të drejtë për punën (për disiplinën). Ishte fjala për tejkalimin e planit. Votuan të gjithë për Frontin Demokratik. Përgjigjet për nxë-nësit] (për pronën socialiste, për pastër tine). Përfundoi (ndeshja) një me zero për skuadrën vendase.*
*2.* Tetnën e një shkrimi a të një ligjërate, çështjen për të cilën bëhet fjalë në një ligjërate, në një ar-tikulj ose studim; rreth, mbi. *Foli për jetën dhe veprën e Migjenit (për gjendjen ndërkombëtare, për planin pesëvjeçar). Ka shkruar disa vepra për Rilindjen Kom-bëtare. Jane botuar disa artikuj për pastërtinë e gju-hës shqipe (për ngulitjen e normës letrare, për lidhjen e ngushtë të shkollës me jetën).*
3. Njeriun që është në marrëdhënie të caktuara me dike; cilësinë në të cilën vepron dikush, pozitën a shkallën e dikujt (me kuptimin “si”). *E mori për grud (për burrëj. E zgjodhën për kryetar. Nuk e donin për drejtor (për përgjegjës).*
4. Shkakun e diçkaje, atë që sjell a shkakton diçka (edhe në shprehje lidhëzore). *Zemërohet për hiçgjë. V gëzua për ardhjen e shokut. U lirua për mungesë prov'ash. Nuk ishte për fajin tone. E shkarkuan (e pu-shudn) për pakujdesi në detyrë. Nuk erdhi për arsye se ishte i zënë.*
5. Kufizirain e një tipari a të një veprimi (me kuptimin “nga”, “përsa i takon”). *dalluar për guxim (për trimëri). I dyti për madhësi (për lartësi). I de~ koruar për merita. I zoti për shpatë dhe për fjalë. për shkathtësi s'ia kalon njeri. Ishte shumë i aftë për punë. për mendimin tim... Sa për mua, bëni si të doni. për të punuar punon. për mua, shko. për veten time nuk përzihemnë atë punë.*
6. Mënyrën si bëhet a si paraqitet diçka; shkallën a cilësinë e përfundimit të një veprimi. *Punë për me-rak. Goditje për vdekje. E quanin ashtu për shaka. E njihte për mrekulli. Ndikonte për të mirë (për të keq). Mbaroi për dreq. E quaj (e kam) për nder. E kanë për gjë të madhe. S”e kanë për gjë (për turp).*
7. i *(edhe me një emër në r. rrjedhore).* Sendin më të cilin ndesh ose tek i cili kapet e mbahet dikush a diçka gjatë një veprimi ose lëvizjeje, me kuptimin “pad, te”; sendin që shërben si mbështetje; njeriun a sendin, më të cilin afrohet a puqet dikush gjatë një veprimi a gjendjeje. *Shkrepi për gur. U përplas për mur. U ndesh për tryezë. Mbështetej për mur (për muri). E kapi (e zuri) për flokësh (për dore, për krahu, për mënge, për veshi). E mbërtheu për gryke (për fyti). E kapi për freri. Shkonin (shëtitnin) krah për krah. U kapën dorë për dore. U kap për dere (për parmaku).*
8. Diçka, për të cilën ndihet nevojë a tregohet dë-shirë; *etshëm për dituri (për punë). Ishte i këputur për gjumë.*
*9:* Dike a diçka që nuk përputhet me atë që duhej të ish(ë a me atë që pritej të ishte. *Shtëpi tepër e ngushtë për gjashtë veta. Stallë e vogël për kaq lopë. Tepër i gjatë (i zhvilluar) për moshën që ka. Bën shumë ftohtë për këtë stinë.*
10. Njeriun, organin shtetëror etj., në vend të të cilit a në emër të të cilit vepron dikush, atë që zë-vendësohet a përfaqësohet në një punë ose në një veprim nga një tjetër (me kuptimin “në vendtë...”). *Nënshkroi për kryetarin (për komitetin ekzekutiv). Punon për shokun. Shkonin në ushtri për të tjerët. Punon sa për tre.*
11. Frymorin a sendin, që merret gabimisht në vend të një tjetri, me kuptimin “si, në vend të”. *E mori bajukën për rose (bakrin për flori). Nuk e ha sapunin për djathë.*
12. Secilin nga pjesëtarët e një grupi, që merr diçka a të cilit i takon diçka në sasi të barabartë. *Të ardhurat për frymë. Nga dyqind lekë për njeri (për kokë).*
13. Sendin, më të cilin këmbehet a zëvendësohet diçka; vlerën a çmimin e diçkaje. *dha miser për grurë. Të jap dy për një. E shiti (e bleu) për dyqind lekë.*
14. Njeriun a sendin, për të cilin betohet dikush. për *besë! për nder! për atë bukë! për këtë zjarr! për këtë flamur! për kokën e djalit (e babait)!*
15. Kohën sa zgjat diçka, kur përsëritet, kohën që duhet për të bërë një punë etj. (e shoqëruar zakonisht edhe me një numëror a me një fjalë tjetër që tregon sasi); kohën, pas së cilës do të bëhet diçka (me kuptimin “pas”). *Erdhi për disa ditë. E kryen për një javë (për një muaj, për një vit). U nis për një kohë të gjatë. Qëndruan (luftuan) për vite (për shekuj) me radhë. U paraqit për herën e dytë. E ka për të tretën here. Ndenji për pak kohë. Shkoi në fshat*

*për tre vjet. për dy ditë do të kthehet. për dy ore me ke aty.*
16. *(edhe me një ndajfolje).* Kohën, për të cilën ruhet diçka, kohën e caktuar për diçka; një kohë të dhënë. *E ruaj për dimër (për verë). E kemi për mot (për vitin e ardhshëm). E lëmë për nesër! E shtynë për me vonë. Kaq sa për sot.*
17. Vendin, drejt të cilit shkon ose lëviz dikush a diçka (nganjëherë e shoqëruar edhe me parafjalën në); vendin, nëpër të cilin lëviz dikush a diçka; ven-din a drejtimin. *Rruga për në kombinat. U nisën për Durrës (për Vlorë, për Shkodër). U drejtuan për në ministri. I mundën për tokë e për det.*
18. *(me rasën rrjedhore).* Vendin nga del dikush a diçka. *Doli për dere (për dritareje). Nxirrte flake për goje.*
19. Përdoret për të treguar kohë, vend, mënyrë etj. në togje që formohen nga përsëritja e një fjale ose nga dy fjalë të afërta. *Ditë për ditë* çdo ditë. *Nate për nalë për* natë. *Javë për javë* çdo javë. *Muaj për muaj* çdo muaj. *Vit për vit* çdo vit. *Sot për sot. Derë për derë* në çdo derë. *Shtëpi për shtëpi* në çdo shtëpi. *Rrënjë për rrënjë për* çdo rrënjë. *Dorë për dorë* tani për tani, hëpërhë. *Tani për tani. Dhëmb për dhëmb. Flake për flake. Kokë për kokë. Ditën për diell. E përktheu fjalë për fjalë. E shëtitën pëllëmbë për pë-llëmbë. Ndenjën gju për gju (sy për sy). E zgjodhën kokërr për kokërr (cope për cope).*
20. Përdoret zakonisht si fjalëz përforcuese me emra asnjanës në rasën rrjedhore, në shprehje ndaj-foljore me kuptime të ndryshme. *Vjen (per) së shpejti. E pa (per) së largu. E vëzhgonte (per) së afërmi. E mati për së gjati (për së gjeri). E lexoi (per) së dyti.E pa (per) së pan'. Eruajli(për) së gjalli. Ektheu(për) së mbari.*
21. Përdoret me një numëror themelor për të tre-guar veprime aritmetike, mënyrë renditjeje etj. *E shumëzoi për katër. E pjesëtoi për tre. U radhitën (u vunë në radhë) për dy (për katër).*
22. *si ndajf.* Në anën e dikujt a të diçkaje, në të mirë të dikujt, pro; *kund.* kundër. *Votuan për* 98% *dhe kundër* 2%.
II. *pj.* 1. Përdoret para një emri a mbiemri në rasën emërore a kallëzore për të shprehur një vlerësim (në kuptimin "si"). *Mbahej për i ditur (për trim). E njihte për njeri të mirë. E mbanin për burrë të mençur.*
2. Përdoret për të ndërtuar paskajoren e foljeve. *Shkuan për të punuar. Ishin të vendosur për të luftuar. Kemi të gjitha kushtet për t'u mbrojtur.*
PER- *fjalëform.* Përdoret si parashtesë për të for-muar emra, mbiemra, folje e ndajfolje: a) me kuptim përforcues (p.sh. përqesh, përforcoj, përdredh etj.); b) me kuptimin e fillimit të veprimit (p.sh. përshenjet, përskuqet etj.); c) me kuptimin e veprimit (për foljet që formohen nga tema emërore, p.sh. përbalt, për-bisbt, përbuz, përçaj, përdor, përkrah, përshëndet etj.).
PËRAFËRSf,~A . Të qenët i përafërt; të qenët afër së vërtetës. *Me përafërsi* përafërsisht. *E përcaktoi (e parashikoi, e llogariti) me përafërsi diçk a.*
PËRAFËRSISHT. I. *ndajf.* Në mënyrë të përafërt, duke iu afruar së vërtetës; afërsisht. *E parashikoi përafërsisht motin. E gjeli përafërsisht.*
II. *pj.* Pak a shumë, një çikë me shumë ose me pak, rreth, gati, pothuajse; afër. *Përafërsisht dyzet për qind. Përafërsisht dyqind kilometra. Përafërsisht dyzet litra.*
PËRAFËRT (i,e) *mb.* 1. Që është pak me shumë ose me pak se një sasi e caktuar, që i afrohet asaj që është e përpiktë a e vërtetë, jo qind për qind i përpiktë; i papërcaktuar mirë. *Të dhëna të përafërta. Shifra (llo-garitje) të përafërta. Sipërfaqja e përafërt e tokave.*
2. Që ka disa tipare të njëjta a të ngjashme me diçka tjetër, i afërt, i ngjashëm. *Tipare të përafërta. Në kushte të përafërta.*
PËRAFRI,~A . Përafërsi. *Me përafri.*
PËRAFRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes PËRAFROJ.
2. *mat.* Afrimi te një numër, te një madhësi a te një sasi me anë të numrave ose të sasive më të voglae më të thjeshta. *Përafrim i njëpaSnjëshëm. Përafrim mesatar.*
3. Përafërsi.
PËRAFRISHT *ndajf., pj.* Përafërsisht.
PËRAFROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E afroj mS shumë; e shpie pak me afër dikujt a diçkaje.
PËRANDIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. PSrndaj, shp6r-ndaj; largoj; e bëj të ikë i trembur pa ditur se ku vete. *I përanditi era retë. I përanditi dhentë. I përanditi pulat e s'i mbledh dot.*
2. Shkul një bimë nga vendi ku është mbjellë dhe e ngul në një vend tjetër për ta rritur, mbëltoj, artis; i rralloj bimët. *Piranditën pisha (bredha).*
3. *fig.* E bëj dike të largohet nga një njeri i afërt, e bëj te ftohet me dike, *la përanditi fëmijët (shokët).*
4. *fig.* E bëj dike ta humbasë fillin e punës e te mos përqendrohet dot, ia prish fillin e punës. *la përanditi punën. Mos na përandit!*
5. *fig.* E bëj dike të druhet a të përmbahet; e bëj dike të stepet.
PËRANDITEM *vetv.* 1. Largohem; iki i trembur pa ditur se ku vete; *kryes. vela III* përndahet, shpër-ndahet. *U përanditën dhentë.*
*2. fig.* Largohem nga një njeri i afërt, ftohem me dike. *Iu përanditën fëmijët (vëllezërit, shokët). Ishin miq të ngushtë, po u përanditën.*
3. Druhem ose kam frikë të bëj diçka, trembem; përmbahem; stepem. *U përandit e s'i tha. Përanditem ta bëj (të shkoj). S'i përanditet syri* s'ka frikë, s'i trembet syri.
4. *Pës. e* PËRANDIT 1,2.
PËRA.NSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që gjendet përbri diçkaje, që ndodhet në anë të diçkaje. *Gjethe (degë) të përanshme.*
*2.* I tërthortë, jo i drejtpërdrejtë; që bëhet për t'i dredhuar diçkaje, që ka për qellim t'i bëjë bisht diçkaje. *Përgjigje e përanshme.*
PËRARËNDlT (PËRARËNDIS) *kal.,* ~A, ~UR *shih* PËRANDIT.
PËRAVULLITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Marr një avull, ngrohem pak në avullin e kazanit.
PËRBALT *kal.,* ~A, ~UR. E bëj me baltë, e ndot me baltë; përlloç. *Përbalti këpucët (rrobat). E përbalti një kamion.*
PËRBALTEM *vetv.* 1. Bëhem me baltë, ndotem me baltë; përlloçem. *U përbalt rrugës.* 2. *Pës. e* PËRBALT.
PËRBALTËS,~I *m.sh.* ~, ~IT *vjet. shih* MUN-DËS,~I,.
PËRBALL *kal.,* ~A, ~UR. Përballoj, i bëj ballë. *Përballën çdo vështirësi. Përballën një sprovë të rëndë.*
PËRBALLË. I, *ndajf.* Në vendin përpara dikujt a diçkaje; me fytyrë në drejtim të dikujt a të diçkaje; me fytyrë njëri

kundrejt tjetrit, ballë për ballë, për-kundrejt, karshi (edhe *fig.). I qëndroi përballë. I doli përballë. Në shtëpinë përballë.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore për të treguar se: 1. Dikush a diçka gjendet a lëviz kundrejt një frymori a një sendi (me kuptimin "për-kundrejt, me fytyrë nga..., në drejtim të..., drejt..."). *Gjendet përballë shkollës. E vendosën përballë tribunes. Vinin përballë nesh. U ul përballë mësuesit.*
*2.* Dikush a diçka del përpara si pengesë ose si vështirësi dhe duhet kapërcyer (me kuptimin "kundër", edhe *fig.). Qëndresa përballë armikut (përballë vësh-tirësive, përballë bllokadës). Ndodhej përballë rreziqesh të papritura. Përballë tërmetit s'u përkul askush.*
PËRBALLIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRBALLOJ, PËRBALLOHEM. *Për-ballimi* 1 *vështirësive. Përballimi i sulmeve të armikut.*
*2.* Krahasim, përqasje, vënie ballë për ballë, ba-llafaqim. *Përballimi i kopjes me origjinalin. Përballimi i dy epokave të ndryshme his tor ike.*
PËRBALLOHEM *vetv.* 1. I dal me fytyr6 përpara dikujt. *U skua kur u përballuo me të.*
2. *Pës. e* PËRBALLOJ. *U përballuan ti gjitha pen-gesat (vështirësitë).*PËRBALLOJ *kal.,* ~OVA, ~tIAR. 1. Jam në gjendje t'i dal përpara me guxitn një rreziku a një vësh-tirësie e ta kapërcej atë ose t'i qëndioj pa u tërhequr, pa u trembur; jam në gjendje të mposht dike që me sulmbn ose nuk e lë t'ia arrijë qëllimit; i bëj ballë, i qëndroj pa u përkulur; e mposht, e muhd. *Përballoj sulmet e armikut (bllokadën e egër). Përballojmë me guxim (me sukses) çdo vështirësi. Përballuan një armik më të madh si numër.*
2. Jam në gjendje të kryej një punë a diçka tjetër; i kam mjetet dhe mundësitë për të bërë diçka, arrij të bëj diçka, ia dal në krye. *përballoi shpenzimet. Përballuan një Vëllim të madh pune (një plan më të lartë se vitin e kaluar). I përballoi të gjitha detyrat që i ngarkuan.*
PERBALLIJESHËM (i), ~ME(e) *mb.* Qëmund të kryhet me disa përpjekje, që mund të përballohet. *Detyrë e rëndë, por e përballueshme. Jane shpenzime të përballueshme.*
PËRBARKJE,~T . *vet. sh.* Të përbrendshmet e berrave a të shpendëve.
PËRBASHKËSI,~A . *libr.* Të qenët i përbashkët; tërësia e tipareve të njëjta ose të përbashkëta që kanë disa gjëra a dukuri. *Përbashkësia e shumë trajtave në të folur. Përbashkësia ndërmjet dy gojë-dhënave.*
PËRBASHKËT (i,e) *mb.* 1. Që u përket dy a me shumë vetave; që i përket një grupi njerëzish, sen-desk a dukurish; që përdoret a shfrytëzohet nga të gjittië; që i përket gjithë popullit, shoqëror. *Prone (pasuri) e përbashkët. Kullotë e përbashkët. Banesë e pëfbashët. Gjuha letrare e përbashkët. Emërues i përbashkët. mat.*
2. Që bëhet së bashku me një tjetër a më të tjerë; kolëktiv. *Punë e përbashkët. Jetë e përbashkët. Përpjekje të përbashkëta.*
3i Që është i njëjtë ose po ai për dy a me shumë veta a për të gjithë; i njëllojtë, i ngjashëm. *Qëllim i përbashkët. Interesa të përbashkëta. Lufta kundër armikut të përbashkët. Ka diçka të përbashkët ndërmjet tyre. Kanë tipare të përbashkëta.*
• E bëj çështje të përbashkët *shih te* ÇËSHTJE, ~A. Gjejnë gjuhë të përbashkët *shih te* GJUHË,~A $_{n}$. Nuk kam asgjë të përbashkët *me dike* kam mendime, pikëpamje, interesa etj. të kundërta me dike; nuk me lidh asgjë me të. Sjell (kthej) në një emërues të përbashkët *libr. shih tek* EMËRUES,~I.
PËRBASHKUAR G, e) *mb.* I bashkuar më të tjerët si një trup i vetëm për një qëllim të caktuar, *Rreth flamurit të përbashkuar.*
PËRBEHEM *vetv.* 1. Betohem para dikujt, za-konisht për ta siguruar se do ta bëj patjetër diçka; bëj be për dike a për diçka; betohem. *U përbe se do t'i zhdukte.*
*1.* I kanosem dikujt. *Iu përbe disa here.*
3. I lutem shumë dikujt për diçka, e lidh me be, i lutem me be e rrufe, përbej. *Mbetsh pa mua! — iu përbe e motra.*
PËRBEJ *kal.,* ~>VA, ~RË. 1. I lutem shumë dikujt duke i bërë be, i shtie be, përbehem.
2. E bëj dike të betohet, e vë në be.
PËRBETlM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRBETOJ, PËRBETOHEM.
2. Pjalët që thuhen kur përbetohemi; betim. *Për-betime të zjarrta.*
3. Marrëveshje e fshehtë e një grupi të vogël njerëzish, që lidhen me besë kundër dikujt ose për të rrë-zuar me dhunë një qeveri etj.; komplot. *Zbuloi fijet e një përbetimi të rrezikshëm.*
PËRBETOHEM *vetv.* 1. Jap fjalën e nderit para dikujt, zakonisht për të kryer diçka, duke bërë be të shumta, bëj be, betohem; përbehem. *U betuan e u përbetuan* bënë be e rrufe, s'lanë be pa bërë. *U përbe-tohej se do t'ia merrte hakun.*
2. I lutem shumë dikujt duke bërë be të shumta, përbehem; betohem. *përbetohej për çka kishte më të shtrenjtë (të dashur).*
3. I kërcënohem dikujt, i kanosem, përbehem.
4. Jap besën, lidhem me besë më të tjerë për të kryer diçka, betohem.
PËRBET OJ *kal,* ~OVA, ~TJAR. 1.1 lutem shumë dikujt për diçka duke i bërë be të shumta; e vë në be, përbej. *E përbetoi me nënë e baba që të mos nisej.*
2. *vjet.* Pëshpërit formula magjike të pakuptueshme dhe lutje të ndryshme fetare gjoja për të larguar shpirt-rat e këqij, xhindet ose djallin (sipas besëtytnive). *Përbetonte të paudhin me lutje dhe namatisje.*
PËRBETUAR,~I (i) *m.sh.* ~v ~IT (të). Ai që
merr pjesë në një përbetim; komplotist. *Zbulimi i të përbetuarve.*
PËRBETËAR (i, e) *mb.* 1. I vendosur e i palëkun-dur në qëndrimin e tij. *Ishte i përbetuar.*
2. Që s'lë gjë pa bërë për të dëmtuar tjetrin, i be-tuar. *Armik i përbetuar.*
PËRBËHET *vetv.* Formohet si tërësi nga bashkimi i njësive a i pjesëve të ndryshme; ka si pjesë, si njësi, si lëndë etj. *Familja e tij përbëhet prej katër vetash. Përbëhej nga ekonomi të vogla fshatare. Përbëhet nga lëndë të ndryshme kimike (nga hidrogjeni dhe oksi-gjeni).*
PËRBËJ *kal.,* ~RA, ~RË. 1. *kryes. veta III.* Formon një tërësi, duke u bashkuar me njësi a me pjesë të tjera, krijon një të tërë; bën. *Dhjetë veta përbëjnë një skuadër. Njëqind kilogramë përbëjnë një kuintal.*
2. Jam pjesë e diçkaje, hyj në një tërësi; zë një vend të caktuar në këtë tërësi; *vet. veta III* ka një vend a një rëndësi të caktuar brenda së tërës, ka këtë ose atë vlerë në krahasim me pjesët a me njësitë e tjera, është. *Djemtë*

*përbënin gjysmën e klasës. Grate përbëjnë gjysmën e popullsisë. Zezakët përbëjnë shu-micën e popullsisë në Afrikë. Shtrati përbën pjesën kryesore të qerres. Kjo përbën thelbin e çështjes (vetëm një anë të çështjes). Ata përbëjnë një force të re. Tha-tësira përbënte një rrezik. të madh.*

PËRBËRË (i,e) *mb. I.* Që është i formuar nga disa njësi, pjesë, elemente etj. të ndryshme, që nuk është i thjeshtë, që është një e tërë me shumë pjesë a me shumë elemente; *kund. i* thjeshtë. *Mekanizëm ipërbërë. Substance e përbërë. kim.* substance e formuar nga disa lëndë. *Trup i përbërë. kim.* trup i formuar nga disa elemente më të thjeshta. *Gjethe e përbërë. bot.* gjethe e formuar prej disa gjethëzash që kanë një bishtak të përbashkët.

2. *gjuh.* Që është formuar nga bashkimi i disa pjesëve (fjalëve, fjalive etj.) të ndryshme, i pathjeshtë;*kund. i* thjeshtë. *Fjali e përbërë. Kallëzues i përbërë. Kohë e përbërë (e foljei)* kohë e formuar nga folja ndihmëse kam ose jam dhe pjesorja e foljes që zgje-dhohet.

• F j a I ë e përbërë *gjuh.* fjalë c formuar nga bashkimi i dy a me shumë temave në një njësi të vet-me fonetike, leksikore e gramatikore; kompozitë e mirëfilltë (p.sh. atdhedashuri, besëlidhje, ballëhapët, gojëmjaltë, gurgdhendës, gushëkuq, gushtovjeshtë, tej-kaloj etj.).

PËRBËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *spec.* Secila nga pjesët, jijësitë etj. që përbëjnë një të tërë, një lëndë të vetme ose një trup jo të thjeshtë. *Përbërësit e çe-likut (e gizës). Përbërësit kimikë të tokës (të gurit). Përbërësit e shkëmbinfve. Përbërësit e gjithësisë.*

PËRBËRËS,~E *mb.* Që merr pjesë në formimin e një të tëre; që hyn në përbërjen e diçkaje; që është pjesë e pandarë ose e domosdoshme e diçkaje. *Ele-mentet përbërëse të ujit. Force përbërëse. fiz.* secila nga forcat që, duke u gërshetuar, japin një force të vetme. *Pjesë përbërëse e luftës çlirimtare të popujve.*

PËRBËRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e njerëzve dhe mënyra e ndërtimit a e organizimit të brendshëm të një grupi shoqëror a shtrese shoqërore, të një organizate a organi, të një kolektivi etj. sipas gjendjes shoqërore, prejardhjes së tyre, punës që kryejnë, arsimit etj. *Përbërja e popullsisë. Përbërja klasore e shoqërisë. Përbërja shoqërore e Partisë. Përbërja e trupit gjykues.*

2. Tërësia e lëndëve të diçkaje dhe mënyra e për-zierjes së tyre në përpjesëtime të caktuara dhe sipas një ndërtimi të brendshëm. *Përbërja kimike (fizike). Përbërja e tokës (e trupave qiellorë). Përbërja e çe-likut (e gizës).*

PËRBINDËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *nut.* Qenie përrallore që, sipas besëtytnive, përfytyrohej me trup jashtëzakonisht të madh e me pamje të shëmtuar dhe që u kallte njerëzve tmerrin. Si *një përbindësh që për-pin çdo gjë.*

*2. fig.* Kafshë grabitqare me trup shumë të madh. *Peshkaqeni është një përbindësh i detit.*

3. *fig. keq.* Njeri jashtëzakonisht i pashpirt e i neveritshëm, që mund të kryejë veprat me mizore e më të poshtra, vrasës e shfrytëzues shumë i egër e gjakpirës. *Përbindëshat nazistë (fashistë, imperialistë).*

4. *mjek.* Qenie njerëzore ose kafshë me një formim krejt të çrregullt.

PËRBINDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka për-masa jashtëzakonisht të mëdha e tipare shumë të shëmtuara, që të kallin tmerrin, që është si përbindësh, që mund të shkaktojë dëme shumë të rënda e shkatërrime jashtëzakonisht të mëdha. *Qenie e për-bindshme. Mjetet (armët) e përbindshtne të shfarosjes në masë.*

2. *fig. keq.* Shumë i shëmtuar e i neveritshëm; që bëhet me egërsi të madhe e pa pike mëshire, në më-nyrë të poshtër e të pabesë. *Fytyra e përbindshme e pushtuesve të huaj. Krimet e përbindshme të nazistëve (të imperialistëve).*

PËRBINJORE,~JA . *sh.* ~E, —ET. Dele ose dhI që pjell për here të dytë.

PËRBIR *kal,* -'A, ~UR. Përbiroj. PËRBIROHEM *vetv.* 1. Kaloj me vështirësi nëpër
një vend të ngushtë dhe dal në anen tjetër; hyj thellë në një vend duke kapërcyer një varg vështirësish, de-përtoj në thellësi të një pylli, krahinc etj. 2. *Pës. e* PËRBIROJ i.

PËRBKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kaloj diçka nëpër një vrimë. *Përbiroj perin në gjilpërë.*

*2. jokal.* Çaj rrugën përmes një vendi të ngushtë a të vështirë për t'u kaluar; kaloj. *Shtigje që përbi-rojnë përmes pyjeve të dendura.*

3. *jokal. fig.* Hyj thellë në një çështje etj., depër-toj edhe në gjërat më të imëta. *Përbiron edhe në çësh-tjet më të ndërlikuara.*

PËRBlSHT *ka!.,* ~A, ~UR. Shpërndaj pa rregull në drejtime të ndryshme, përhap andej-këtej, për-ndaj. *E përbishti bagëtinë ujku.*

PËRBISHTEM *vetv.* Iki, largohem bashkë më të tjerë andej-këtej; *vet. veta HI* shpërndahet pa rregull në drejtime të ndryshme (për një grup njerëzish, një ushtri që thyhet etj.); përndahem. *U përbisht ushtria e sulltanit.*

PËRBISHTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRBISHT, PËRBISHTEM.

2. *krahin.* Kacafytje.

3. Shkop i trashë që përdorin barinjtë për t'u mbroj-tur a për të qëlluar.

PËRBLUAJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. Sjell e për-sjell diçka nëpër mend për të gjetur një zgjidhje, rrah me mend diçka nga të gjitha anët, e shoshit mirë me veten time; e mendoj me thellë e me mirë diçka që me shqetëson a me ngacmon, para se të marr një vendim. *I përbloi ato që dëgjoi. Epërbloi mirë çështjen. Përbluan gjithfarë gjërash.*

*2.* Shestoj, sendërgjoj diçka të keqe për dike, mendoj për t'i bërë keq tjetrit; bluaj. *Përbluante një hak-marrje të rëndë. Diçka përbluante në kokë.*

PËRBOÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT *Bised.* I. Shuk mjaft i madh e i ngjeshur dheu a balte; gar zakonisht i madh, më të cilin gjuajmë dike a diçka. *E ndoqi me përboça.*

*2.* Kërcu i madh, buzm.

PËRBOR *kal.,* ~A, ~UR. I hedh bore përsipër dikujt a diçkaje, e bëj me bore.

PËRBORMË (i), ~E (e) *mb.* 1.1 mbuluar me bore, i bërë me bore.

2. Që shoqërohet me bore. *Erë e përborme.*

PËRBOTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka të bëjë më të gjithë botën, që i përket gjithë botës a gjithë njerëzimit; botëror. *Në shkallë të përbotshme. Me rëndësi të përbotshme. Dobësimi i sistemit të përbot-shëm kapitalist.*

2. *vjet.* Botor. *Punët e përbotshme.*

• Oqeani i përbotshëm (botëror) *gjeogr. shih te* BOTËROR, ~E.

PËRBRENDA. I. *ndajf.* 1. Nga ana e brendshme e diçkaje, në pjesën e brendshme të diçkaje, në bren-dësi, brenda; *kund.* përjashta. *Kallam i zbrazët për-brenda. E mbylli derën përbrenda. U kyç përbrenda. S'ka gjë përbrenda.*
2. Në gjirin e një grupi shoqëror a të një shtrese shoqërore, të një organizate, të një organizmi etj.,nga brenda. *Grindjet e brejnë (e gërryejnë) përbrenda. U fut përbrenda.*
3. Në botën shpirtërore të dikujt; në mendjen dhe në zemrën e dikujt. *Diçka e brente (e mundonte) përbrenda. Ndiej një kënaqësi përbrenda. E mban përbrenda diçka* nuk e shpreh atë që ndien. *Zien përbrenda* ka një zemërim a shqetësim të thellë që nuk e shfaq; vuan pa ia treguar tjetrit.
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore për të treguar së bashku me të: 1. Vendin, në brendësi të të cilit përfshihet dikush a diçka; brenda; *kund.* përjashta. *Përbrenda shtëpisë. Përbrenda mweve të qyleiit (të kështjellës).*
2. Pjesën e brendshme të diçkaje, gjirin e diçkaje, brendesinë e diçkaje; brenda. *Përbrenda partisë. Përbrenda radhëve të ushtrisë. Lufta përbrenda llojeve. biol.* |
PËRBRENDËSA,~T . *vet. sh.* Organet e brendshme të trupit (te njeriu dhe te kafshët), të brendshmet, rropullitë. *nxori përbrendësat. Pastroi (kripi) për-brendësat.*
PËRBRENDSHME,~T (të) . *vet. sh.* Organet e brendshme të njeriut a të kafshës, që janë në kraha-ror e në bark, përbrendësat, rropullitë. *ho.qi të për-brendshmet berrit (deles).*
PËRBRI. I. *ndajf.* Në afërsi të dikujt a të diçkaje, ngjitur me të, përkrah, pranë; në anë, në krah, për anash. *Në dhomën këtu përbri. U ulën te pema përbri. I qëndroi përbri. Banon këtu përbri. Me kaloi përbri. I shkoi përbri.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore, që tregon njeriun, kafshën a sendin, afër të cilit ose ngjitur më të cilin gjendet, lëviz etj. dikush a diçka; pranë; anës, bri dikujt a diçkaje. *Një pishë përbti shtëpisë. Ndodhej përbri fabrikës (uzinës). Ecte përbri djalit. Kalonte përbri rrugës.*
PËRBRI JËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Secili nga të dy drurët e gjatë anësorë të shtratit të qerres, ku ngulen hunjtë e balleve anesore të qerres.
PËRBUJ *kal,* ~TA, ~TUR. 1. E mbaj dike në shtëpi për të ngrëne darkë e për të fjetur, e mbaj për të kaluar natën. *përbujnë shtegtarët. Përbunin par-tizanët.*
*1. jokal.* Kaloj natën diku, buj. *Përbujtëm në shtë-pinë e një rniku.*
3. Rri gjithë natën zgjuar e ruaj dike. *Përbuj një të sëmurë. Përbujtën të vdekurin.*
PËRBUJTËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. 1. Ai që mban dike në shtëpinë e vet për darkë e për të kaluar natën.
*l.\biol.* Organizëm bimor ose shtazor, në kurriz të të cilit rron një parazit.
PËRBUJTJE,~A . Veprimi sipas kuptimit të foljes PËRBUJ. *Përbujtja e miqye (e shtegtarëve).*
PËRBUJTUR (i,e) *mb.* 1. Që ka gjetur strehë në shtëpinë e dikujt për të kaluar natën; që e kanë mbaj-tur tie shtëpi për darkë e për të fjetur.
2. I ndenjur, i bujtur, i ndiçëm, bajat. *Ujë i për-bujtur* ujë i ndenjur një natë në enë. *Bukë e përbujtur* bukë e ndiçme; bukë bajate.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemr-it. PËRBUZ *kal.,* ~A, ~UR. 1. Nuk e pëlqej diçka,
i bëj buzë; nuk e pranoj a nuk e për dor diçka, me duket e keqe. *Ia përbuzi gjellën. Mos ia përbuz punën. Nuk përbuz asnjë punë.*
2. E quaj dike a diçka krejt të padenjë për ta nde-ruar, për ta çmuar ose për ta përfillur; nuk e përfill fare e shpreh neveri për dike a për diçka; nuk e pranoj, e braktis me një ndjenjë përçmimi të thellë; e përçmoj haptas. *Të pasurit i përbuznin fshatarët (ma-lësorët, të varfrit). I përbuznin armiqtë. I përbuzin frikacakët. Përbuzin rehatinë mikroborgjeze.*
3. E shoh dike a diçka pa frikë, s'ia kam frikën; nuk e llogarit diçka, nuk e marr parasysh; e mposht (frikën etj.); përçmoj haptas. *Përbuz rrezikun (vdek-jen). I përbuzi kërcënimet.*
PËRBUZEM. *Pës. e* PËRBUZ.
PËRBUZËS,~E *mb.* 1. Që tregon mospërfillje të theksuar e të hapët, që shpreh përçmim të thellë ndaj dikujt a diçkaje; përçmues. *Shikim (vështrim) përbuzës. Fjalë përbuzëse. Qëndrim përbuzës ndaj armikut.*
2. *gjuh.* Që shpreh përbuzje, që jep ngjyrimin e përbuzjes. *Me kuptim (ngjyrim) përbuzës.*
PËRBUZJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRBUZ, PËRBUZEM. *Për-buzja e rreziqeve.*
2. Qëndrim shumë mospërfillës e përçmues ndaj një tjetri a ndaj diçkaje, shprehje e një qëndrimi të tillë; ndjenja e mospërfilljes së hapët dhe e përçmimit të thellë për dike a për diçka; mohim i plotë i vlerës së dikujt a të diçkaje; përçmim. *Vështronte me përbuzje. E hodhi poshtë me përbuzje diçka.*
PËRBUZSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është për t'u përbuzur, që të ngjall përbuzje. *Shtypës (shfrytëzues) të përbuzshëm. Qëndrim i përbuzshëm. Sjellje e përbuz-shme. Metoda të neveritshme e të përbuzshme.*
PËRBUZUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk përfillet e nuk nderohet fare nga të tjerët, që perbuzet nga të gjithë, i përçmuar haptas. *Dikur grate ishin të përbuzura.*
2. Që është për t'u urryer, i urryer, i përbuzshëm. *Armiqtë e përbuzur.*
PËRBYTH *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Sillem keq me dike, e nëpërkëmb, e poshtëroj, shpërbyth.
PËRBYTHEM *vetv. bised.* I. I afrohem shumë dikujt, ngjeshem, rrasem pas tij. 2. *Pës. e* PËRBYTH.
PËRCAKTIM,~-I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRCAKTOJ, PËRCAKTOHET. *Përcaktim i përpiktë. Përcaktimi i kufijve. Përcaktimi i vendit të shpimit. min. Përcaktimi i de-tyrave (i masave ekonomike).* 2. Përkufizim.
PËRCAKTOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Vjen nga një shkak i drejtpërdrejtë, varet në mënyrë vendim-tare nga disa kushte ose rrethana të caktuara, kushtë-zohet. *Përcaktohet nga disa rrethana. Nuk përcaktohet nga kushtet e motit.*
2. *Pës. e* PËRCAKTOJ. *U përcaktuan detyrat e reja.*
PËRCAKTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I. Caktoj me përpikmëri diçka, kur e njoh mirë nga të dhënat që kam për të, nga tiparet dalluese etj., gjej me per-pikëri. *Përcaktoj moshën (periudhën, datën, epokën e...). Përcaktoj drejtimin e erës. Përcaktuan diag-nozën.*

2. Marr vendim për diçka, pasi mendoj dhe i vle-rësoj mirë rrethanat e mundësitë, vendos; i vë vetes a dikujt tjetër një detyrë etj. *Përcaktoi rrugët e zgjidh-jes. Përcaktuan objeklivat e planit. Përcaktuan masa (detyra) konkrete.*

3. Llogarit mirë e gjej madhësinë, përmasat a vlerën e diçkaje; llogarit dhe vendos sasinë, masënose vendin e diçka je; caktoj diçka pasi c mendoj mirë. *Përcaktoj sipërfaqen e të lashtave. Përcaktoj lartësinë e duhur. Përcaktoj vlerën e punës. Përcaktuan vëllimin e punimeve.*

4. Sqaroj diçka që ishte e errët, e panjohur, e lë-kundshmc etj.; caktoj qartë mënyrën e një veprimi, një qëndrim etj. *Kërkohej të përcaktonin qëndrimin e tyre.*

5. *vet. veta III.* Sjell drejtpërdrejt diçka, është kusht vendimtar për lindjen, zhvillimin ose plotësimin e diç-kaje, kushtëzon. *Forcat që përcaktuan fitoren. Kolek-tivizimi përcaktoi zhvillimin e lulëzimin e fshatit.*

*6.* Përkufizoj. *Përcaktoj kuptimin e një fjale.*

7. *vet. veta III gjuh.* Shënon një tipar, një cilësi a një veti të një gjymtyre të fjalisë ose të një fjalie tjetër. *Fjali e varur që përcakton fjalinë kryesore.*

PËRCAKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *mat.* Shpreh-je matematike që ndihmon për të nxjerrë me thjesht dhe me shkurt disa rregulla për zgjidhjen e barazi-meve të shkallës së pare. *Përcaktor kryesor (plotësues).*

2. *gjuh.* Gjymtyre e dytë e fjalisë, që lidhet drejtpërdrejt me një gjymtyrë emërore, të cilën e përcakton, duke treguar një karakteristikë të saj (p.sh. djalë i guximshëm, tokat e kooperatirës, are për giurë, vendi ynë, koha për të punuar, dhoma lart). *Përcaktor me (pa) përshtatje.*

PËRCAKTOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që ka të bëjë me përcaktorin; që shërben si përcaktor; që përcakton. *Marrëdhënie përcaktore.*

2. Që lidhet me përemra a me ndajfolje lidhore dhe tregon në përgjithësi një karakteristikë të një gjymtyre emërore. *Fjali përcaktore* (p.sh.: Lavdëruan çetën që ishte dalluar në ndeshjet me armikun).

PËRCAKTUAR (i, e) *mb.* 1. I vendosur brenda ku-fijsh të prerë; i llogaritur me përpikmëri; që është në një masë ose sasi të pandryshueshme; *kund.* i pa-përcaktuar. *Vend i përcaktuar. Vleftë (sasi) e përcak-tuar.*

2. Që dihet mirë se ku arrin, i llogaritur mirë që me pare. *Qëllime të përcaktuara. Detyra të përcaki tuara.*

3. Që nuk lë vend për keqkuptime, i qartë, i shko-qur; i palëkun'"”Vtn. *Qëndrim i përcaktuar. Politikë e vendosur dhe e përcaktuar.*

4. *gjuh.* Që është ^gjymtyra kryesore a drejtuese në një fjalë të përbërë dhe përcaktohet nga gjymtyra tjetër; *kund.* përcaktues. *Gjymtyra e përcaktuar.*

PËRCAKTUES,~E *mb.* 1. Që luan një rol kryesor a vendimtar në një punë, në një veprimtari etj. *Faktor përcaktues. Ndikim përcaktues. Roli përcaktues i mjedisit (i njeriut, i kuadrit).*

2. *gjuh.* Që është gjymtyrë e drejtuar në një fjalë të përbërë dhe përcakton gjymtvrën tjetër, *kund. I* përcaktuar. *Gjymtyra përcaktuese.*

PËRCAKTUESHËM (i), ~ME (c) *mb.* Që mund të përcaktohet. *Madhësi e përcaktueshme.*

PËRCAKTUESHMËRI,~A . *libr.* Të qcnët i për-caktueshëm, vetia e diçka je që është e përcaktueshme.

PËRC E,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot. shih* PËRCË-LLAK,~U n.

PËRCËLLAK,~U i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kulaç i hollë me miell gruri ose misri, i zënë me ujë të ftohtë dhe i pjekur në hi a në zjarr me flake.

2. Zjarr me flake, që ndizet e shuhet shpejt; zjarr me kashtë ose me shkarpa të holla e të thata, që bëhet zakonisht sa për të përcëlluar diçka Injë pule, këmbët e bagëtive për pace etj.). *Ndezëm një përcëllak sa për të ngrohur duart. E përcëlloi në përcëllak.*

3. *fig.* Njeri i thatë dhe i dobët, që ka marrë një ngjyrë të hirtë në fytyrë.

4. *Përd. mb.* sipas kuptimit 3 të emrit. *Fëmijë përcëllak.*

PËRCËLLAK,~U II *m.sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë barishtore rreth një mctër e lartë, me kërcell të forte, të drejtë e të degëzuar sipër, gjethet e së cilës janë të vogla e të mprehta si ato të mërsinës dhs kërcasin kur digjen në zjarr; përce. *Kërcet si përcëllaku he zjarr.*

PËRCËLLlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRCËLLOJ, PËRCËLLOHEM. *Përcëllimi në zjarr (në flake).*

PËRCËLLfMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zjarr që ka rënë në një pyll; zjarr i madh me flake që të përcëllon. *Digjej në përcëllimë.*

*1.* Pyll, në të cilin ka rënë zjarr dhe kanë mbetur aty-këtu trungje të djeguntose të zhveshur<jpa gjethe e degë; livadh i djegur. *Bcje dru në përcëllimë j Moj leshverdha trëndelinë. kr. pop.*

3. Nxehtësia e madhe që lëshon zjarri e që të përcëllon; nxehtësia përvëluese e diellit; pisku i vapës. *Përcëllima e zjarrit. Përcëllima e shkretëtirës. Në të ftohtë e në përcëllimë. Në mes të përcëllimës.*

PËRCËLLOHEM *vetv.* 1. Me digjet pak lëkura a ndonje pjesë e jashtme e trupit (zakonisht flokët, vetullat etj.); me digjet përsipër ndonjë veshje e trupit; përzhitem. *V përcëllua në flake. Iu përcëlluan flokët (vetullat, qimet, duart). Iu përcëllua palltoja.*

2. *vet. veta III.* Digjet pak në pjesën e sipërme a në sipërfaqe, merr të djegur, përzhitet; piqet paksa në sipërfaqe, përskuqet në flake. *U përcëllua mishi. U përcëlluan misrat. Është përcëlluar byreku.*

3. Digjem fare, bëhem shkrumb. *U përcëlluan brenda në shtëpi (në mes të flakëve). U përcëlluan me gjithë plaçka.*

4. *vet. veta HI.* Humbet njomësinë, fishket nga të nxehtët etj., thahet, digjet (zakonisht për bimët). *U përcëllua misri (gruri) nga vapa. U përcëlluan bimët nga plehu i tepërt. U përcëlluan për ujë.*

*5. Pës. e* PËRCËLLOJ.

PËRCËLLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Djeg pak diçka në anën e jashtme a në sipërfaqe, e përzhit sipër flakes ose në zjarr, përdjeg. *Përcëll6j pulën* c vë pulën mbi flake, pasi e shpuploj, për t'i djegur kunjëzat, qimet ose ndonjë pupël të vogël që i ka mbetur në lëkurë. *Përcëlloi flokët (vetullat, qepallat) në flake, la përcëlloi qimet (lëkurën). E përcëlloi batanien. M'i përcëlloi duart.*2. Pjek pak a rreshk diçka duke e sjellë e përsjellë mbi prush ose mbi zjarr-; përskuq diçka në sipërfaqe; e djeg pak përsipër. *E përcëlloi mishin.*

3. Djeg pak lëvoren e një druri që të zhvishet ose të lakohet. *Përcëlloi hostenin. Përcëllojnë kularët (hunjtë).*

4.! E djeg menjëherë me ujë a me diçka tjetër të nxehtë; përvëloj. *përcëlloi gjella gjuhën. Përcëlloi duart me ujë të nxehtë. E përcëlloi me hekur të skuqur.*

5. E djeg fare, e bëj shkrumb e hi. *Pushtuesit vran'ë e përcëlluan njerëz të pafajshëm.*

6.j *vet. veta III.* Bën që të humbasë njomësinë e të fishket, e than, e djeg (zakonisht për bimët). *Bimët (pemët) i përcëlloi të nxehtët (vapa, thatësira, ngrica).*
7.j edhe *jokal.* Me djeg e me shpon, ma përskuq lëkurën e me jep të therura ose dhembje të mprehta. *E përcëlluan hithrat. Piperka i përcëlloi gojëtt.*
8. edhe *jokal. fig.* E prek thellë a e hidhëroj dike me atë që i them, bëj që t'i djegë, e zemëroj. *E përcëlloi me fjalë. E përcëlloi kritika. I përcëlloi ajo fjalë.*
9, *fig.* Djeg, bëj shkrumb e hi, zhduk me rrënjë diçka të keqe e të dëmshme; i vë flakën. *Përcëllojmë mbe-turinat e së kaluarës (zqkonet prapanike).*
PËRCËLLUAR (i, e) *mb.* 1. Që është djegur pak në anën e jashtme a në sipërfaqe, që është përcëlluar, i përzhitur. *Bukë e përcëlluar. Me vetulla të përcëlluara.*
2! *tekst.* Që është djegur lehtë me flakën e një ma-kine të posaçme për t'i hequr pushin e tepërt. *Kadife e përcëlluar. Stof i përcëlluar.*
PËRCILLEM i *vetv.* 1. Kaloj nga gojanëstomak një I ushqim, përpiqem të kapërdij një ushqim etj.; gëlltitem. *Përcillem me zor (nga dhembja e grykës).*
2: Bëj sikur gëlltit diçka kur jam i prekur a i tron-ditur ose kur me tërheq shumë diçka. *Përcillej i mallëngjyer (nga zori).*
PËRCILLEM ii. *Pës. e* PËRCJELL 2-9.
PËRCIPTAS *ndajf.* Pa hyrë thellë në brendësi a në thelbin e diçkaje, në mënyrë të përciptë e të si-përfaqshme, në mënyrë të cekët, pa u thelluar; cekët; *kurtd.* thellë. *E shtron (e trajton) çështjen përciptas. I kap (i kalon) gjërat përciptas. Preket përciptas në referat.*
PËRClPTAZI *ndajf.* Përciptas.
PËRClPTË (i, e) *mb.* 1. Që nuk futet në thellësi a në thelbin e gjërave e të dukurive, që kapet pas anës së jashtme, që mbetet në sipërfaqe, që nuk the-llohet; i cekët, *Njeri i përciptë. Studiues i përciptë.*
*2.* Që bëhet në mënyrë jo të thelluar, të sipërfaq-shme; që bëhet shpejt e shpejt e pa hyrë në thelbin e gjërave; që bëhet shkel e shko; i cekët. *Studim i përciptë. Kontroll i përciptë. Analizë e përciptë e rigjar-jeve. Benin një punë të përciptë.*
PËRCJELL *kal.,* ~OLLA, ~JELLË. *1.* Gëlltit, kapërdij. *Përcjell kafshatën (pështymën). Përcjell ushqimin. E përcolli bar in (ilaçin) me ujë.*
*2.* Shkoj së bashku me dike në një vend, eci një cope rrugë më të për ta shoqëruar, e çoj deri në ven-din ku do të vejë për ta nderuar, për t'i treguar rrugën, për ta mbrojtur, për ta ndihmuar kur ka nevojë etj.; shoqëroj. *E përcolli shokun (mikun) deri te porta. E përcjell fëmijën çdo ditë në kopsht. E përcolli të së-murin në spital (në ambulance). E përcolli deri në sta-
cion (deri në fshatin tjetër). Përcille deri në shtëpi! S'të përcjell dot se jam i zënë.*
3. Dal te vendi ku niset dikush për ta përshën-detur e për t'i uruar rrugë të mbarë, rri më të deri sa të niset. *Përcollën aksionistët. E përcolli në aeroport. I përcollën me këngë. Kishte dale për ta përcjellë.*
4. E nis dike për në një vend, e dërgoj diku me dëshirë e me dashuri. *E përcolli djalin ushtar. Nënat i përcollën fëmijët e tyre në luftë (partizanë).*
5. E ndjek me diçka, e shoqëroj, bëj në të njëjtën kohë diçka tjetër. *E përcillte me sy. Tingujt e muzikës përcillnin lëvizjet e gjimnastëve. Krisma e pushkëve përcillte thirrjet për sulm.*
6. *muz.* Shoqëroj me një vegël një këngë a një pjesë tjetër muzikore. *Përcjell me lahutë (me sharki). Përcjell me kitarë (me piano).*
7. E kaloj diçka te një tjetër, ia jap atij, e çoj te një tjetër; përçoj (edhe *fig.). Ia përcolli topin lojtarit tjetër. sport. E përcolli topin me kokë. sport. Kërkesën (shkresën) e përcollën në ministri. Përcolli porositë (udhëzimet) e dikujt.*
8. *vet. veta HI fiz., elektr.* Është përçues i mirë i rrymës elektrike, i nxehtësisë etj., përçon. *Bakri (alu-mini) përcjell elektricitetin dhe nxehtësinë.*
9. *bised.* E largoj dike me fjalë a me premtime pa i mbaruar punë, nuk ia plotësoj kërkesën, e shtyj; e largoj me marifet dike që nuk e dua. *E përcolli me llafe (me fjalë të bukura, me premtime). E përcolli pa i bërë gjë (pa i mbaruar punë).*
• Pret e përcjell *shih te* PRES H 8. E përcolli (e nxori, e qiti) me duar thatë (me duar bosh, me duar zbrazur) *shih te* THATË. E përcolli me një grusht miza (pleshta) *shih te* MIZE,~A.
PËRCJELLË,~"A. *përmb.* Ata që i shkojnë prapa një njeriu të shquar dhe e shoqëroj në kur shkon diku, shpurë.
PËRCJELLËS,~I *m. sh.* ~-, ~IT. 1. Ai që përcjell dike në një pjesë të rrugës ose në një vend për ta nderuar, për t'i treguar rrugën, për ta mbrojtur, për ta ndihmuar në rast nevoje etj.; shoqërues. *Erdhi (u nis) me një përcjellës.*
*1.* Ai që del te vendi ku niset dikush për ta për-shëndetur e për t'i uruar rrugë të mbarë. *Përcjellësit e aksionistëve. Grupet e përcjellësve.*
3. Ai që shpie a dërgon diçka nga një vend në një tjetër; ai që bëhet përçues e përhapës i një ideje, i një ideologjie etj. në popull ose në një masë të gjerë njerëzish; përçues (edhe *fig.). Përcjellësi i shkresës. Përcjellës i vijës së Partisë.*
4. *etnogr.* Secili nga burrat e afërm të nuses, që e shoqëronin atë deri në shtëpinë e dhëndrit.
5. *fiz., elektr.* Trup që lejon kalimin e nxehtësisë, të elektricitetit, të tingujve etj., fill i metaltë me tra-shësi të ndryshme, nëpër të cilin kalon rryma elektrike, përçues i rrymës elektrike. *Përcjellës i mirë (i keq, i dobët) i nxehtësisë (i elektricitetit). Përcjellës i veshur (i zhveshur). Përcjellës prej bakri (prej alu-mini). Përcjellës për linjat elektrike (telefonike).*
PËRCJELLËS,~E *mb.* 1. Që përcjell dike në një pjesë të rrugës ose në një vend, shoqërues. *Rojë për-cjellëse.*
*1.* Që shpie a dërgon nga një vend në një tjetër; përçues (edhe *fig.).*3. *fiz., elektr.* Që lë të kalojë nëpër të rrymën elek-trike, nxehtësinë etj., përçues. *Trup përcjellës. Lëndë përcjellëse (e nxehtësisë).*
4. Që i bashkangjitet diçkaje tjetër për të dhënë sqarime, udhëzime etj. *Letër përcjellëse. Dokument përcjellës. Materiali shoqërohet me një fletë përcjellëse.*
PËRCJELLËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. *Fem. e* PËRCJEIAËS,~I.
2. Refren. *Përcjellësja e një kënge.*
PËRCJELLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vepri-mi sipas kuptimeve të foljeve PËRCJELL, PËRCI-LLEM i, ii. *Përcjellja e miqve (e vullnetarëve). Pritje dhe përcjellje.*
*2.* Mënyra si e përcjellim një shok, një mik a një të ftuar. *Përcjellje e ngrohtë (e përzemërt).*
PËRCJELLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* 1. Një nga trajtat e pashtjelluara të foljes, e cila for-mohet nga pjesorja me pjesëzën duke dhe tregon rrethanat që

shoqërojnë veprimin e foljes drejtuese (p.sh. *Erdhi* duke vrapuar. Duke e ditur *se do të vinte, e priti deri vonë. E përvetësoi lëndën shumë mirë* duke mësuar *çdo ditë me këmbëngulje* etj.).
2. *Përd. mb. vjet.* sipas kuptimit të emrit. *Mënyra përcjellore.*
PËRCJELLSHMËRI,~A . *fiz., elektr.* Të qenët përcjellës, vetia e një trupi për të përçuar elektri-citetin, nxehtësinë etj., përçueshmëri. *Përcjellshtnëria e lartë e bakrit.*
PËRÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Cjap i patredhur; vargër, përçak.
2. *vet. nj.* Erë e rëndë që bie cjapi i patredhur. *vjen era (bie erë) përç.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit. *Cjap përç.*
PËRÇAHEM *vetv.* 1. Me hyn grindja me dike që e kisha shok lufte, idesh etj., më të cilin isha në nli-qësi, me bashkonin interesa e qëllime të njëjta etj.; prishet njësia në një organizatë etj. *Revizionistët (im-perialistët) janë përçarë.*
*2. Pës. e* PËRÇAJ.
PËRÇAJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Fut grindjen në mes njerëzve që kanë lidhur miqësi ose janë të bash-kuar nga interesa e qëllime të njëjta, ua prish bash-kimin e lidhjen; prish në mes tyre njerëzit që janë të lidhur në marrëveshje njëri me tjetrin, i ndaj e i armiqësoj; prish njësinë e mendimit e të veprimit në një organizatë etj. *Përçanin popullin me anë të fesë. Kërkojnë të përçajnë klasën punëtore. Politika e push-tuesve “përçaj e sundo1>.*
*2.* Kaloj tejpërtej diçkaje; i bie mes për mes një vendi; çaj. *Përçamë lumin (pyllin). Përçante qiellin.*
3. *vet. veta III.* E ndan mes për mes diçka, i shkon mes për mes dhe e ndan atë në dy pjesë. *Drini përçan Alpet e Veriul (malësinë e Pukës).*
PËRÇAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cjap i patredhur që mbahet për ndërzim, vargër; përç.
PËRÇAP *kal.,* ~A, ~UR. Sjell nëpër gojë një ushqim dhe e bluaj me dhëmbë, e përtyp; e mbllaçit. *Përçap mishin.*
• I përçap (i përtyp) fjalët *shih te* PËRTYP.
PËRÇAPEM *vetv.* 1. Lëviz nofullat e dhëmbët per
të bluar një ushqim, e sjell atë nëpër gojë, përtypem; mbllaçitem. *Përçapet me zhurmë.*
2. *fig. key.* Lëviz dhëmbët e buzët në shenjë pa-kënaqësie. *U përçap i pakënaqur.*
3. *fig.* Përpiqem, orvatem. *Përçapet kot.*
PËRÇAPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRÇAP, PËRÇAPEM.
2. Përpjekje që bëhet për të arritur diçka, duke ndërhyrë te dikush, duke folur me dike për t'i mbushur mendjen etj.; orvatje. *Përçapje të përsëritura (të jashtëzakonshme, të reja). Bëj përçapje. I Vajtën kot të gjitha përçapjet.*
PËRÇARË (i,e) *mb.* Që nuk ka me njësi mendimi dhe veprimi; që është përçarë nga grindjet e mos-marrëveshjet. *Ishin të përçarë (politikisht, ideolo-gjikisht). E mbanin popullin të përçarë.*
PËRÇARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që fut grindje e rriosmarrëveshje në mes të njerëzve të lidhur me miqësi; ai që prish njësinë e mendimit e të veprimit në një organizatë etj.; ai që ndan e armiqëson dy veto a dy pale. *Përçarësit revizionistë. Përçarësit e unitetit të lëvizjes komuniste ndërkombëtare. U demaskuan si përçarës.*
PËRÇARËS,~E *mb.* Që bëhet për të futur në grindje e në mosmarrëveshje dy a me shumë njerëz ose pale; që bëhet për të prishur njësinë e mendimit e të veprimit në një organizatë etj.; që është karak-teristikë e përçarësit, prej përçarësi. *Veprimtari (po-litikë, punë) përçarëse. Elementë përçarës.*
PËRÇARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRÇAJ, PËR-ÇAHEM. *Përçarje e thellë. Nuk lejuam përçarjen e Partisë (e popullit).*
*2.* Mosmarrëveshje, grindje që zakonisht fut dikush në mes të dy a me shumë njerëzve a palëve; prish-je e njësisë së mendimit e të veprimit në një organizatë etj. *Përçarje politike (fetare, ideologjike). Ar-miqtë futnin përçarje nëpopull. Klerikët mbillntn përçarje.*
PËRÇART, ~I *m.* Kllapi.
PËRÇART *ndajf.* Në gjendje kllapie, në gjendjen e atij që ka humbur vetëdijen nga një tronditje e thellë, nga ethet etj.; jerm. *Iplagosuri (i sëmuri) fliste përçart.*
•*k* Flet përçart thotë fjalë pa mend e pa arsye, fiet në tym, kot.
PËRÇARTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Gjendja e atij që e ka humbur vetëdijen nga një tronditje e thellë, nga ethet etj., kllapi, jerm. *Ishte në përçartje.*
2. Të folurit përçart, të folurit jerm; fjalë pa lidhje e pa kuptim që thotë një i sëmurë nga ethet e rënda, një njeri në gjendje kllapie etj. *E zgjuan përçartjet e të plagosurit.*
3. *fig.* Pjellë e një fantazie të sëmurë, që nuk mbësh-tetet në realitetin objektiv. *Përçartje të një truri të sëmurë.*
PËRÇIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes PËRÇOJ. *Përçimi i rrymës elektrike.*
PËRÇIT *kal.,* ~I, ~UR. Mbars dhinë, ndërzen (për cjeptë).
PËRÇITET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Mbarset dhia nga cjapi, merr cjap, thërpehet; ethet dhia.PERÇITËS,~I *m. sh.* ~>, -'IT. Cjapi që lihet për ndërzira, përçak.
PËRÇITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRÇIT, PËRCHET.
PËRÇMIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRÇMOJ, PËRÇMOHEM.
2. Qëndrim mospërfillës e nenvlerësues ndaj një tjetri a ndaj diçkaje; përbuzje. *E shikonte (e dëgjonte) \me përçmim. Shfaqte shenja përçmimi.*
PËRÇMOHEM. *Pës. e* PËRÇMOJ.
PËRÇMOJ *kal,* ~OyA, ~UAR. 1. Shpreh mos-Ipërfillje e nënvlerësim për dike a për diçka, tregoj jse nuk e çraoj e nuk e dua; nuk e nderoj dike a diçka; jnuk e vlerësoj, nuk i jap rëndësi; e përbuz. *Përçmonin ^aftësitë krijuese të masave. Nuk e përçmojnë punën prodhuese.*
2. E shoh dike a diçka pa frikë, nuk i trembem; nuk ë llogarit diçka, nuk e marr parasysh, e mposht (fri-kën etj.); përbuz. *Përçmonin rrezikun (tdekjen). E përçmonin armikun.*
3. *bised.* Shëmtoj, përçudnoj.
PËRÇMUAR (i,e) *mb.* 1. Që e përçmojnë të gjithë; që është për t'u përçmuar, që duhet përçmuar; i për-buzur. *Njeri i përçmuar.*
*2. bised.* I shëmtuar, i përçudnuar (edhe *fig.). Me fytyrë të përçmuar. Tiparet e përçmuara të shoqërisë së vjetër.*
PËRÇMUES,~E *mb.* Që tregon mospërfillje e nënvlerësim, që shpreh përbuzje ndaj dikujt a diçkaje; përbuzës. *Shikim (vështrim, qëndrim) përçmues. Buzë-qeshje përçmuese. Fjalë (shprehje) përçmuese.*
PËRÇMUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është për t'u përçmuar; që është pa vlerë dhe përçmohet. *Njeri i përçmueshëm.*
PËRÇOHET. *Pës. e* PËRÇOJ.

PËRÇOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I prij dikujt ipë një punë, e udhëheq në nj6 veprim etj.; i tregoj rjrugën dikujt (edhe *fig.). E përçoi në rrugë të drejtë (\në udhët e jetës). Mësuesi përçon fëmijët.*

*2. vet. veto III.* Ecën në krye të tufës, i prin tufës (për dashin e këmborës, cjapin etj.). *Përçon tufën (delet, dhitë).*

3. *vet. veto HI fiz., elektr.* Është përcjellës i rrymës elektrike, i nxehtësisë etj., e përcjell. *Përçon mirë (keq) rrymën elektrike.*

.j 4. Bëhem mbartës e përhapës i një ideje, i një ideologjie etj. në popull ose në një masë të gjerë njerëzish; çoj e përhap diku një ide a një vijë politike, përcjell. *Përçojnë vijën e Partisë në popull. Përçojnë frymën e klasës punëtore në fshat. Vepra që përçonin idetë e humanizmit.*

PËRÇOLLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Akrep, sfurk.

PËRÇOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dashi ose cjapi - me këmborë a me zile të madhe në qafë, që i prin tufës. *Prin përçori.*

2. *fig. bised.* Trim që u prin të tjerëve në luftë a në punë të guximshme; prijës.

3. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dash (cjap) Fërçor,*

PËRÇUDNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRÇUDNOJ, PËRÇUD-NOHEM. *Përçudnimi i përmbajtjes dhe i formes.*

2. Diçka që është e shëmtuar, gjë shumë e shëmtuar. *Përçudnimet e artit abstraksionist.*

PËRÇUDNOHEM *vetv.* 1. Shëmtohem shumë, bëhem që të mos shihem me sy. *U përçudnua në fytyrë. Përçudnohej duke u Iyer e zhyer.*

2. *fig.* Prishem e shëmtohem shpirtërisht; humbas vetitë e mira a virtytet; prishem nga ana morale, zve-tënohem, përdhosem.

3. *Pës. e* PËRÇUDNOJ.

PËRÇUDNOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E shëmtoj shumë dike, e bëj që të mos shihet me sy. *Ua per-çudnonte fytyrën Ua.*

2. *fig.* E prish dhe e shëmtoj shpirtërisht, bëj që të humbasë vetitë e mira a virtytet; e prish nga ana morale, zvetënoj, e përdhos. *Veset e përçudnojnë njeriun.*

PËRÇUDNUAR (i,e) *mb. 1.* Që ka humbur trajtën e rregullt dhe hijeshinë; shumë i shëmtuar, sa nuk shihet me sy; i prishur. *Me fytyrë të përçudnuar. Me gojë të përçudnuar.*

*2.* Që ka humbur vetitë e mira, që është prishur moralisht; i zvetënuar, i përdhosur. *Njeri i përçudnuar. Ka karakter të përçudnuar.*

PËRÇUDNUES,~E *mb.* Që të përçudnon.

PËRÇUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që i prin dikujt në një punë, ai që e udhëheq dike në një veprim etj.; ai që i tregon rrugën dikujt (edhe *fig.). Përçuesi i çoi në fshat nga një udhë më e shkurtër.*

*2.* Ai që drejton një mjet transporti. *Përçuesi i kamionit. Përçuesi i trapit (i barkës). Përçuesit e gu-ximshëm të tankeve.*

3. *fiz., elektr.* Trup që është përcjellës i rrymës elektrike, i nxehtësisë etj.; fill metali që përdoret për të shpënë në largësi energjinë elektrike; përcjellës. *Përçues i mirë (i keq) i rrymës. Përçues prej bakri fprej alumini).*

4. Ai që bëhet mbartës, përhapës e propagandues i një ideje, i një ideologjie etj. në popull a në një rreth të gjerë njerëzish; ai që çon e përhap diku një ide a një vijë politike. *Përçues i vijës së Partisë (i frymës së klasës punëtore) në fshat. Përçuesit e së resë në të gjitha fushat e jetës. Përçues të vetëdijshëm të normës së gjuhës letrare te masat e gjera.*

PËRÇUES,~E *mb.* 1. Që shpie diçka nga një vend në një tjetër; që përçon. *Tel përçues. Gyp përçues.*

*2. anat.* Që shërben për të përçuar ngacmimet ose një lëndë ushqyese në trupin e qenieve të gjalla. *Ner' vat përçues. Enët përçuese (te bimët).*

PËRÇUESHMËRI,~A . *fiz., elektr.* Të qenët përçues, vetia e një trupi për të përcjellë elektricitetin, nxehtësinë etj., përcjellshmëri. *Përçueshmëria e lartë e bakrit. Përçueshmëria e keqe (e dobët) e hekurit.*

PËRDAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dërrasë e vogël katërkëndëshe, e lëmuar nga njëra anë e me një dorezë nga ana tjetër, më të cilëu muratori rrafshon suvanë e murit duke e fërkuar. *Shtroj me përdaf.*

*2.* Rrafshimi i suvasë me këtë përdorëse; shtresë e hollë me llaç të situr dhe të përzier me çimento,që hidhet mbi suva për ta rrafshuar me mirë. *japin përdaf murit.*

PËRDALË (e) *mb. f. keq.* E shthurur moralisht, që nuk e ruan nderin e vet si vajzë a si grua. *Vajzë (grua) e pirdalë.*

PËRDAT *kal.,* ~A, ~UR. I shtie tmerrin di-kujt, e tremb shumë, i kail datën. *E përdaii fëmijën. Na përdati me ata sy.*

PËRDATEM *vetv. I.* Me kap tmerri, trerabem shumë, me hyn data. *U përdai nga gjarpri.* 2. *Pës. e* PËRDAT.

PËRDEGEM vefv., ~A (u), ~UR. 1. *vet. veto HI.* Ndahet në degë të shumta; shtrihet e përhapet me shumë degë, degëzohet. *Përdeget hardhia.*

2. *fig* Hapem e shtrihem në shumë drejtime, nuk përqendrohem në një punë. *Është përdegur leper.*

PËRDEREM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Lyp andej e këtej, kërkoj derë me derë.

PËRDERËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që lyp derë me dere, lypës. Ti lypës e unë përderës *shih te* LYPËS, ~I.

PËRDERISA *lidh.* 1. Derisa, meqë; për arsye se... (në fjali shkakore). *Përderisa nuk erdhi, do të ketë pasur punë. E kuptova se islue i:ënë, përderisa nuk përgjigjej.*

2. Derisa, gjatë kohës që... (në fjali kohore). *Përderisa luftonin, gëzonin përkrahjen e masave. Përderisa ekxiston prona private, ek;iston edhe burimi i luftës së klasave.*

PËRDËLLEHEM vefv. 1. Gjej ngushëllim, ngu-shëllohem; me pushon dhembja që ndiej në zemër për dike a për diçka. *Qante dhe s'përdëllehej dot.*

*2. Pës. e* PËRDËLLEJ.

PËRDËLLEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. *I.* Kam më-
shirë, ndiej dhembje në zemër për dike, e mëshiroj. 2. I shkoj dikujt për ngushëllim, i vete për krye-shëndoshë, e ngushëlloj.

PËRDËLLESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Përdëllim.

PËRDËLLESTAR,~E *mb. lart.* 1. I mëshirshëm, i dhimbshëm. *Njeri përdëllestar.*

*2.* Që ngushëllon, ngushëllues. *Keqardhje përdë-llestare. Fjalë përdëllestare.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

PËRDËLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dhembshuri, mëshirë. *Nuk kërkonin përdëllim.*

2. Ngushëllim.

PËRDËLLIMTAR,~E *mb.* 1. I mëshirshëm, i dhimbshëm. *Njeri përdëllimtar. Mëmë përdëllimtare.*

*1.* Që shpreh përdëllim. *Fytyrë përdëllimtare.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
PËRDËLLYER (i,e) *mb.* 1. I mallëngjyer, i prekur në zemër. *Shikonte i përdëllyer.*
2. Që shpreh mallëngjim. *Fliste me zë të përdëllyer.*
PËRDIGJET vefv. 1. Dig jet lehtë në sipërfaqe, përcëllohet, përzhitet. *Është përdjegur në lëkurë.* 2. *Pës. e* PËRDJEG.
PËRDITË *ndajf.* Çdo ditë, dita me ditë, ditë per
ditë; vazhdimisht, pa ndërprerje. *Vjen përditë. Zhvi-llohet (përparon) përditë e me shumë. Zbulohen përditë rezerva të reja.*
PËRDITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që i përket çdo dite, i çdo dite; që bëhet çdo ditë; që del çdo ditë. *Punët e përditshme. Gazetë e përditshme. Shtypi i per-ditshëm.*
*2.* I zakonshëm, i përhershëm, që e kemi a e nde-shim shpesh. *Jet a e përditshme. Probleme të përditshme.*
PËRDITSHME,~JA (e) . *sh.* ~E, ~ET (të). Gazetë që del çdo ditë.
PËRDJEG *kal.,* ~OGJA, ~JEGUR. E djeg pak në sipërfaqe, e përcëlloj, e përzhit. *Përdogji duart.*
PËRDOR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shtie në punë një vegël, një mjet etj. për të bërë diçka, punoj me një vegël a me një mjet. *Përdor sharrën fçekiçin, darën). Përdor mashën. Përdor armën në rast rreziku.*
2. Shtie në punë një lëndë a diçka tjetër për të bërë ose për të prodhuar diçka; e shfrytëzoj diçka, e shtie në përdorim dhe nxjerr dobi prej saj. *Përdorin lëndën e parë të vendit. Përdor mbeturinat. Përdor qymyr. Përdor ujin <zjarrin, elektrikun). I përdor paratë. Përdor dendur perimet. E përdor pak kripën. Nuk i përdor vezët. Përdor kashtën e grurit për të bërë letër. Përdor drurin e ahut për mobilje. Përdor drejt (me kursim). I përdor, nuk i lë të vdekura, mjetet financiare.*
3. Hipi në një mjet transporti a eci më të për të shkuar nga një vend në një tjetër, marr një mjet. *Përdor trenin (autobusin). Përdor bi(ikletën.*
4. Vesh a mbath diçka gjatë një periudhe ose rre-gullisht, mbaj. *Përdor këpucë të lehta. Nuk përdor doreza (rroba lë trasha).*
5. Vë në veprim diçka për të arritur një qëllim, sjell, fut; e bëj a e ngarkoj dike të me shërbejë; shfrytëzoj. *Përdor arsyen (bindjen). Përdor forcën (de-tyrimin, dhunën). Përdor metoda të reja në punë. Përdor të gjitha mjetet. Përdornin agjentë e spiunë.*
6. Sillem me dike në një mënyrë të caktuar, C trajtoj, e mbaj; e shfrytëzoj dike për të arritur që-llime të ngushta vetjake. *E përdorte keq. I përdornin si skllevër. E përdorte si vegël (si mashë).*
7. Vë në jetë a shtie në përdorim diçka për ne-vojat që kam; përfitoj nga diçka që zotëroj a që me takon; shfrytëzoj. *Përdor një gjuhë të qartë. Nuk përdor fjalë të huaja. E përdorin mirë kohën. Përdor të drejtën time.*
• Përdor (luaj, hedh) letrën (kartell, gurin, zarin) e fundit *shih te* FUND1T (i,e). '
PËRDORAK,~E *mb.* Që shtihet në punë me leh-tësi, që është i lehtë dhe i përshtatshëm për t'u për-dorur, doracak. *Vegël përdorake. Libër përdorak.*
PËRDOREM. *Pës. e* PËRDOR.
PËRDORËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vegël e thjeshtë që shërben për të bërë një punë me dorë, vegël dore që lehtëson kryerjen e një pune. *Përdorëse druri (melali).*
PËRDORIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRDOR, PËRDOREM dhe PËRDOROJ, PËRDOROHEM. *Përdorimi i veglave (i mjeteve). Përdorimi i armëve. Përdorimi i lëndës djegëse me kursim. Përdorimi i drejtë i të ar-dhurave kombëtare. Mënyra e përdorimit. Vë (shtie) \në përdorim. Nxjerr (del) jashtë përdorimit.*
2. Mënyra se si përdoret diçka. *Sipas përdorimit. për përdorim të brendshëm. Ka përdorim të gjerë. 'Fjalë me përdorim të ngushtë. gjuh. Mallra të përdorimit të gjerë,*
PËRDOROHEM. *Pës. e* PËRDOROJ. PËRDOROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përdor.
PËRDORSHËM (i), ~iME (e) *mb.* 1. Që shtihet jnë punë a shfrytëzohet për diçka, që mund të për-jdoret a të shërbejë për diçka; që përdoret gjithandej. *\Dru i përdorshëm në ndërtim. Lëndët (mjetet) më të përdorshme. Një nga metodat më të përdorshme.*
*2.* Që është i përshtatshëm për t'u përdorur, që përdoret lehtë, përdorak; doracak. *Vegël e përdorshme. Fjalor i përdorshëm.*
PËRDORUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që përdor a shfrytëzon një vegël,.një mjet, një burim energjie etj. për të kryer një punë. *Përdoruesit e energjisë elek-trike. Prodhuesit dhe përdoruesit e mallrave.*
PËRDORUR (i,e) *mb.* Që është përdorur për një fare kohe, që është shtftië në punë a është shfrytëzuar edhe nga të tjerë me përpara; që është mbajtur, që s'është me i ri. *Kostum i përdorur. Këpucë të përdorura. Qilim i përdorur. Makinë qepëse e përdorur. Term i përdorur. gjuh.*
PËRDREDH *kal,* ~ODHA, ~EDHUR. 1. Dredh një fill a diçka tjetër si fill, duke e rrotulluar rreth vetes; dredh dy a me shumë fije së bashku, dredh fort; *kund.* shpërdredh. *Përdredh fijet (telin). Përdredh litarin. Përdredh kashtën për ta bërë lidhëse. Përdredh çipin e shamisë.*
2. I jap trajtë të lakuar a të valëzuar ose të rrum-bullakët diçkaje që është e drejtë, e bëj rrie dredha, e bëj dredha-dredha. *Përdredh flokët. Përdredh mus-taqet,*
3. Rrotulloj me force një gjymtyrë a një pjesë të trupit; nxjerr nga vendi një gjymtyrë kur rrëzohem, ridrydh. *la përdrodhi qafën (pules), la përdrodhi kra-Hun. Përdrodhi dorën (këmbën).*
4. Rrotulloj e lakoj në drejtime të ndryshme, tund e lëviz (për trupin etj.). *Përdredh trupin (belin). Përdredh vithet.*
*5.* I jap disa dridhje të caktuara, e ul dhe e ngre shpejt; e dredh (për zërin). *Përdredh zërin.*
6. *fig. bised.* I sjell vdekjen, e vdes. *E përdrodhi sëmundja (tuberkulozi).*
*-k* E përdrodhi (e drodhi) bishtin (këmbën) *përçm. shih te* DREDH. Përdredji (mbledh, rrudh, shtrembëron, tharton) buzët (turinjtë, hundët) *shih te* BUZË,~A. I përdredh fjalët s'qëndron në një fjalë, nuk e mban fjalën që ka dhënë, e dredh. la përdrodhi kokën *mos-përf.* e vrau, e mbyti.
PËRDREDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *tek.* Vegël që shërben për të dredhur fort diçka, vegël që i jep dredha diçkaje. *Përdredhës cilindrik (për susta).*
2. *muz.* Çelësi i lahutës që shërben për të shtrën-guar e liruar telin.
PËRDREDHËS, ~E *mb. bot.* 1. Që ka kërcell të epshëm dhe ngjitet pas një bime tjetër duke u për-dredhur, kacavarës. *Bimë (shkurre) përdredhëse. La-verdhëza përdredhëse.*
*2. si em.* ~E, ~JA. *sh.* ~E, ~ET. Lastar i hollë te disa bimë, që kapet e dridhet pas bimëve të tjera, dredhe, dredhkë.

PËRDREDHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lakim a rrotullim i forte e i shpeshtë i trupit.
2. Kthesë e forte, dredhë e një rruge, e një lumi etj. *Tatëpjetë me shumë përdredhime.*
3. *kryes. sh. muz.* Dridhje të theksuara të zërit që nxjerr njeriu ose të tingujve të një vegle muzikore. *Përdredhimet e fyellit.*
*4. kryes. sh. fig,* Përpjekje për të shpëtuar nga një gjendje e vështirë duke përdorur dinakërinë, duke mos u përgjigjur drejtpërdrejt etj. *Arsyetime e përdredhime të kota. I kuptonin përdredhimet e beut.*
PËRDREDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRDREDH, PËRDRI-DHEM. *Përdredhja e dorës (e këmbës). Përdredhja e trupit.*
*1.* Pjesë e litarit, e telit etj. që është përdredhur, vendi ku diçka është përdredhur. *Përdredhjet e litarit (e spangos, e telit).*
PËRDREDHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *hist.* Mjet lufte, më të cilin hidheshin gurë, shigjeta etj. (sidomos gjatë sulmit kundër keshtjellave). *Qëllonte me përdredhore. Përdornin përdredhoret.*
PËRDREQNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *thjeshtligj.* E bëj keq e me keq, e prish fare, e katranos një punë, e bej për dreq, e dreqos.
PËRDRIDHEM *ietv.* I. Rrotulloj mesin a trupin, e lakoj dhe e lëviz rrotull; lëviz e tund trupin sa andej këtej, dredh trupin kur eci. *Hidhej e përdridhej. Dridhet e përdridhet* e përdredh trupin vazhdimisht në mënyrë të theksuar. *Ecën duke u përdredhur.*
*2.* Mblidhem, rrotullohem e dridhem nga dhembja, nga zori etj., përpëlitem. *Përdridhej në shtrat nga ethet,*
3. Eci duke bërë dredha, duke lëvizur në një vijë të lakuar, here djathtas e here majtas. *Vpërdrodh në-për një shteg midis shkurreve.*
4. *vet. i)eta HI.* Kthehet a rrotullohet në drejtime të ndryshme; bën dredha; kapet e rrotullohet pas diçkaje, dridhet; *kund.* shpërdridhet. *U përdrodh filli. J janë përdredhur flokët. Përdridhet rruga (lumi). Përdridhej vallja. Fasulet përdridhen pas misrit.*
5. *fig.* Ngurroj, matem e çmatem për diçka; mun-dohem t'i shpëtoj me dredhi diçkaje, dredhoj; bëj naze. *S'ka vendosur, po përdridhet. Mos u përdridh kot, shko atje ku të thonë.*
*6. Pës. e* PËRDREDH.
PËRDYJAVSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që del
çdo dy javë (kryesisht për një gazetë a revistë). *Re-vistë e përdyjavshme. Buletin i përdyjavshëm.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E përdyjavshme letrare (satirike, shkencore).*
PËRDYLKOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. Përkulem; lakohem, epem. *Dru që nuk përdylkon.*
PËRDYMUAJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që del çdo dy muaj (kryesisht për një revistë). *Revistë e përdymuajshme.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E përdymuajshme shkencore (letrare).*
PËRDYT *kal.,* ~A, ~UR. Bëj a them diçka perhere të dytë, përsërit. *la përdyti fëmijës porosinë.* PËRDHE,~U *m. bised.* Përdhes, reumatizëm.
PËRDHE *ndajf.* 1. Mbi sipërfaqen e tokës; përtokë. *Bie përdhe. Ulem përdhe. U shtri përdhe. E përplasi përdhe. E shtroi përdhe.*
2. Në drejtim të tokës, poshtë. *Shikonte përdhe. Uli sytë përdhe.*
Me faqe përdhe (në dhe) *shih te* FAQE,~JA. Me shpinë përdhe (në tokë) *shih te* SHPINË,~A. I ka rënë hunda përdhe (ne dhe) *iron, shih te* HUNDË, ~A.
PËRDHEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesa e poshtme e parmendës, që hyn në tokë e ka në majë plorin, pllaz.
PËRDHEJ *kal.,* ~VA, ~RË. Mbath mo dhe rrënjët e misrit a të një bime tjetër kur e prashit, mbush. *Misrin e përdhenin q\ë në prashitjen e pare.*
PËRDHEL *kal.,* ~A, ~UR. E mashtroj dike duke i bërë lajka, ia marr mendjen a e gënjej më të mirë. PËRDHELEM. *Pës. e* PËRDHEL.
PËRDHES,~I1 *m. mjek.* Sëmundje që shfaqet me pezmatim të kyçeve e të mishrave, me dhembje e me dridhje, reumatizëm; cermë. *E ka zënë përdhesi. I dhembin kyçet (këmbët, duart) nga përdhesi.*
PËRDHES,~I 11 *m. euf.* Gjarpri.
PËRDHES,~E *mb.* 1. Që ndodhet a ngrihet ngjitur me token a me truallin, që është në një rrafsh me token; që është me një kat të vetëm (për një shtëpi a ndërtesë); i poshtëm (për katin e një shtëpie). *Shtëpi përdhese. Dhomë përdhese* dhomë me truall në katin e poshtëm. *Kali përdhes* kati i poshtëm që është rrafsh me token.
2. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Stitëpi përdhese; dhomë përdhese. *Banonte në një përdhese. Shkuan nga përdheset në shtëpitë me shumë kale.*
Mizë përdhese *zool.* milingonë, mizë dheu.
PËRDHOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Fëlliq, ndyj; pcr-lyej. *E përdhosi vendin.*
*1. fig.* Prish; poshtëroj diçka që nderohet e çmo-het shumë; dhunoj diçka të pastër e të mirë, përlyej diçka të shenjtë a që mbahet si e tillë; njollos keq, fëlliq. *Ia përdhosi emrin. Përdhosnin ndjenjat e nje-rëzve të thjeshte. Surrealistët e përdhosin artin e vër-tetë me gjëra të shëmtuara.*
3. *fig.* E bëj dike të humbasë vetitë e mira, virtytet e larta morale, e prish, e zvetënoj; e bastardoj.
PËRDHOSEM *vetv.* 1. Humbas vetitë e mira, virtytet e larta morale, prishem, zvetënohem; bastar-dohem.
2. *Pës. e* PËRDHOS.
PËRDHOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRDHOS, PËR-DHOSEM. *Përdhosja e gjërave të shtrenjta (të da-shura).*
PËRDHOSUR (i,e) *mb.* 1. Që është fëlliqur, i ndy-rë; i përlyer. *Vend i përdhosur. Kashtë e përdhosur.*
2. *fig.* Që ka humbur vetitë e mira, virtytet e larta morale, i prishur, i zvetënuar; i bastarduar. *Agjentë të përdhosur të pushtuesve.*
PËRDHUN;Ë,~A . Dhunë e egër; veprim me dhunë. *Me përdhunë* me dhunë, përdhunisht. *Njeri i përdhunës.*
PËRDHUNËT (i,e) *mb.* Që bëhet kundër dëshirës e vullnetit të dikujt, që bëhet me dhunë; që bëhet nga zori a me pahir. *Lëshim i përdhunët.*
PËRDHUNI,~A . *sh.* ~, ~TË. Përdhunë; për-dhunim.
PËRDHUNI *ndajf.* Me përdhunë, përdhunisht. *E tërhoqi përdhuni.*
PËRDHUNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRDHUNOJ, PËRDHU-NOHEM. *Përdhunimi i ndërgjegjes (i ndjenjae) kom-bëtare.*
2. Çnderim me dhunë i një vajze a i një gruaje. *Vrasjet e përdhunimet në vendet borgjeze.*
3. Dhunë.

PËRDHUNISHT *ndajf.* Kundër dëhirës dhe vullnetit të dikujt; duke përdorur dhunën dhe detyrimin, me përdhunë. *E sollën përdhunisht. I nxorën jashti përdhunisht.*
PËRDHUNOHEM. *Pës. e* PËRDHUNOJ.
PËRDHUNOJ *kal.,* ~'OVA, ~UAR. 1. E shtrën-goj dike me force që të bëjë diçka kundër dëshirës e vullnetit të vet; çnderoj me dhunë një vajzë a një grua. *përdhunonin të varfrit. Deshi ta përdhunonte beu.*
2. Shkel rëndë një ligj, të drejtat e dikujt etj., dhunoj. *Përdhunonin çdo të drejtë të punëtorëte (të fshatarëve pa tokë).*
3. Prish, shëmtoj diçka të bukur, të mirë a të paster. *Përdhunonin gjuhën. Përdhunonin ndërgjegjen (ndjenjat).*
PËRDHUNOAR (i,e) *mb.* 1. Që është çnderuar me dhunë.
2. *fig.* Që është shkelur dhe është marrë nëpër këmbë. *Varr i përdhunuar. Të drejta të përdhunuara.*
3. *fig.* Që nuk është ndërtuar sipas rregullave a normave të caktuara; që nuk është me në natyrën e vet, jo i natyrshëm. *Vargje të përdhunuara.*
PËRDHUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që për-dor dhunën dhe e detyron dike të bëjë diçka kundër dëshirës e vullnetit të tij; ai që çnderon me dhunë një vajzë a një grua. *Dënimi i përdhunuesve fashistë.*
2. Ai që shkel rëndë një ligj, ai që merr nëpër këmbë të drejtat e dikujt, dhunues. *Përdhunueiit e ligjit (e të drejiate të punëtorëve) në shoqërinë kapitaliste.*
PËRDHUNUES,~E *mb.* Që përdor dhunën ndaj dikujt a diçkaje; që përdhunon; që bëhet me dhunë. *Veprime përdhunuese.*
PËREMËR,~Rl *m. sh.* ~RA, ~RAT *gjuh.* Pjesë e ligjëratës, zakonisht e ndryshueshme, e cila zë-vendëson një emër duke treguar në mënyrë të por-gjithshme një qenie, send a dukuri ose shoqëron një emër duke e përcaktuar atë në mënyrë të për-gjithshme dhe merr kuptim të caktuar sipas përmbaj-tjes së ligjërimit. *Përemrat vetorë* one, ti, ai, ajo... *Përemër dëftor (pronor, lidhor, i pakufishëm, pyetës). Lakimi i përemrave. Trajtat e shkurtra të përemrave në gjuhën shqipe.*
PEREMEROR,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me pët-emrin, që i përket përemrit; që përdoret si përemër; be rrjedh nga një përemër. *Përdorim përemëror. Ndaj-folje përemërore.*
PËRENDEM *jokal,* ~A (u), ~UR. Bredh andej je këtej, sillem poshtë e lart. *Endem e përendem.*
PËRFALEM *jokal.,* ~A (u), ~UR. Përshëndetem përzemërsisht me dike kur e takoj a kur ndahem prej (ij. *Përfalem me miqtë (me shokët). U përfalën me hjerëzit e shtëpisë (me të gjithë). U falën e u përfalën.*
PËRFALJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes PËRFALEM.
2. Përshëndetje e përzemërt që i bëjmë dikujt kur e takojmë ose kur ndahemi prej tij.
3. *fet., vjet.* Lutje, uratë.
PËRFAQ *kal,* ~A, ~UR *bised.* Shfaq. *Përfaqi mendimet (pikëpamjet) e veta.*
PËRFAQE *bised.* I. *ndajf.* 1. Në mënyrë të duk-shme, sheshit. *Ia tha (ia nxori) përfaqe.*
*2.* Përballë, përkundrejt. *Shtëpia përfaqe.*
3. *fig.* Sa për t'u dukur, në mënyrë jo të çiltër, sa për sy e faqe. *E bënte përfaqe.*
II. *parafj.* Përballë (dikujt a diçkaje). *Përfaqe shtë-pisë.*
PËRFAQEM *vetv.- bised.* Shfaqem.
PËRFAQEZ *ndajf. bised.* Ballafaqe, ndër sy, fa-qeza. *Ia tha përfaqez.*
PËRFAQËSI,~A*f. sh.* ~, ~TË. I. *përmb.* Të-rësia e atyre që janë zgjedhur në një organ shtetëror, shoqëror etj. për të mbrojtur të drejtat e një grupi njerëzish, për të marrë vendime në emër të shumicës etj., tërësia e përfaqësuesve të zgjedhur. *Përfaqësi e zgjedhur nga populli. Përfaqësia e krahinës së Vlorës. Vendimi i përfaqësisë së kooperativcs.*
2. Organ i emëruar ose i zgjedhur, i përbërë nga në,punës të ngarkuar për të mbrojtur a për të zgjidhur çështje të ndryshme të një shteti, të një shoqate, të një grupi etj. *Përfaqësi diplomatike (e një shteti). Përfaqësi tregtare.*
3. *vjet.* PërfaqësIm.
PËRFAQËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRFAQËSOJ, PËRFA-QËSOHEM. *Përfaqësimi i Shqipërisë në Organizatën e Kombeve të Bashkuara.*
2. *drejt.* Veprimi juridik që kryen një përfaqësues në emër dhe në interes të të përfaqësuarit. *Përfaqësim vullnetar. Përfaqësim ligjor (i domosdoshëm).*
PËRFAQËSOHEM *vetv.* 1. Marr pjesë diku duke dërguar përfaqësues; marr pjesë me diçka në një veprimtari. *Shteti ynë u përfaqësua me një delegacion. Ne\ përfaqësohemi me vëprat më të mira të artit.*
2. *vet. veta III.* Paraqitet, është, del si përfaqësues. *Aty përfaqësohet vija e masave.*
3. *Pës. e* PËRFAQËSOJ.
PËRFAQËSOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. Veproj i ngarkuar nga një shtet, nga një organizatë, nga një grup njerëzish etj. për të mbrojtur pranë dikujt të drejtat dhe interesat e tyre, jam përfaqësues i një shteti, i një organizatë etj. *Përfaqëson shtetin shqiptar.*
2. Shpreh dëshirat, vullnetin, mendimet etj. të një grupi të madh njerëzish, *Përfaqëson vullnetin (dë-shirat) e popullit. Përfaqëson pikëpamjet (ideologjinë) e forcave revolucionare.*
3. *kryes. veta III libr.* Paraqitet me disa veti a ci-lësi të caktuara, është i tillë. *Sot klasa punëtore përfaqëson një armatë të madhe, të brumosur me ideologjinë e Partisë.*
*A.* E paraqit diçka në mënyrë të qartë c të dukshme; nxjerr në pah tiparet therhelore të një veprimtarie. *Vepra që përfaqësojnë mirë artin tone (mendimin tone shkencor).*
PËRFAQËSUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që flet e vepron në emër të dikujt; ai që përfaqëson e mbron të drejtat dhe interesat e një shteti, të një organizatë, të një grupi njerëzish etj. *Përfaqësues diplomatik. Përfaqësues tregtar. Përfaqësues i ministrisë. Përfaqësues i shtetit. Përfaqësuesi i RPS të Shqipërisë në OKB. Përfaqësuesit e popullit në Kuvendin Popullor* deputetët. *Përfaqësues të Partisë dhe të Pushtetit. Dërgoj si përfaqësues.*
*2.* Ai që shpreh mendimet, vullnetin dhe dëshirat e një grupi njerëzish. *Përfaqësues i dëshirate të popullit. Përfaqësuesit e klasës punëtore.*
3. Ai që paraqit në veprimtarinë a në veprën e vet tiparet themelore të një rryme ideologjike, politike etj., të një drejtimi shkencor, artistik etj. *Përfaqësues i materializmit (i idealizmit). Përfaqësues i shquar i realizmit socialist. Përfaqësues tipik i romantizmit.*
4. *drejt.* Ai që është i ngarkuar të veprojë në gjyq në emër dhe në interes të një tjetri. *Përfaqësues ligjor.*

PËRFAQËSUES, ~E *mb.* 1. Që është zgjedhur ose është emëruar për të shprehur e për të mbrojtur të drejtat dhe interesat e një shteti, të një organizatë, të një pale etj. *Organ përfaqësues. Komitet (komision) përfaqësues. Skuadra përfaqësuese. sport,* skuadra më e zgjedhur e një vendi, e cila merr pjesë në një garë sportive.
2. Që paraqet tipare themelore të një rryme ideologjike, politike etj., të një drejtimi shkencor, artistik etj. *Një nga veprat përfaqësuese të realizmit socialist.*
PËRFAQËSUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* PËRFAQËSUES,~I. *Partia jonë është përfaqësuesja e vërtetë e interesave të klasës punëtore.*
*2. sport.* Skuadër përfaqësuese. *Përfaqësuesja e UPS të Shqipërisë në kampionatin ballkanik të fut-bollit.*
PËRFAQSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I përfaqtë.
PËRFAQTË (i,e) *mb.* 1. Që bëhet sa për t'u dukur a sa për të kaluar radhën. *Punë e përfaqtë.*
*2.* Që paraqitet nga jashtë si kryesori, por që s'është i tillë, i jashtëm, i dukshëm. *Shkakuipërfaqtë i luftës*
*(i kryqëzatave).*
PËRFARIM,~I *m.* Shfarosje. PËRFAROHEM *vetv.* Shfarosem. PËRFAROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Shfaros.
PËRFIK *kal,* ~A, ~UR. 1. Spërkat me ujë, njom pak, e bëj diçka të Iëmekur. *Përfikin rrobat (kur hekurosin). Përfikin duhanin (kur e grijnë).*
2. Ter pak, fikat, përfiktoj.
PËRFlKET *vetv.* 1. Fillon të teret, thahet paksa, fikatet, përfiktohet. *V përfikën rrobat në tel U përfik toka. U përfikën drutë mbi sobë.*2. *Pës. e* PËRFIK.
PËRFIKTOHET *vetv.* 1. Teret pak, thahet, filcatet.
2. *Pës. e* PËRFIKTOJ.
PËRFIKTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Ter pak, thaj, fikat. *Përfiktoj paksa këmishën.*
PËRFILL *kal.,* ~A, ~UR. 1. E çmoj, e vlerësoj mirë dike a diçka; tregoj nderim e vëmendje ndaj dikujt a diçkaje; dëgjoj me kujdes zërin a mendimet e dikujt; *kund.* shpërfill. *Përfill vullnetin e shumicës (zërin e masës). Në të kaluarën nuk i përfillnin punë-torët (fshatarët e Varfër).*
*2.* Marr parasysh, e llogarit, e bëj hesap; i jap rën-dësi, e vlerësoj (kryesisht mohuese). *Nuk e përfillën rrezikun (Vdekjen). Nuk i përfillin vështirësitë.*
3. Përmend, zë në gojë, vë në dukje diçka a dike. *Nuk i pëlqen t'ia përfillësh atë ngjarje (atë njeri).*
PËRFlLLEM. *Pës. e* PËRFILL.
PËRFILLJE,~A . I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRFILL, PËRFlLLEM.
2. Nderim dhe vlerësim që tregohet ndaj dikujt a diçkaje, konsideratë. *E dëgjonin me përfillje. I shprehu përfilljen e tij të thellë.*
PËRFITlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRFITOJ, PËRFITOHET. *Mënyrë përfitimi.*
2. Diçka e vlefshme që nxjerrim nga një veprim-tari, nga një punë, nga marrëdhëniet me dike etj., fitimi material a shpirtëror që kemi nga diçka, dobi. *Përfitime materiale. Përfitim moral. për përfitime shoqërore (vetjake). Nxjerrin përfitime të mëdha. Nuk pati asnjë përfitim.*
PËRFITlMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që jep të ardhura, që jep fitime, i leverdishëm; që sjell dobi, i dobishëm. *Punë e përfitimshme.*
PËRFITOHET *vetv.* 1. Nxirret një fitim material ose shpirtëror nga dikush a nga diçka, fitohet diçka e vlefshme, ka dobi. *U përfituan mijëra hektarë tokë.*
2. Përftohet diçka e re më e dobishme nga bashkimi i disa gjërave, nxirret, krijohet. *U përfitua një lloj i ri gruri (misri).*
3. *Pës. e* PËRFITOJ.
PËRFTTOJ *kal.* dhe *jokal.,* '-'OVA, ~UAR.
1. Nxjerr një fitim material ose shpirtëror nga dikush a nga diçka, fitoj diçka të vlefshme, kam dobi. *Per-fitojnë nga përvoja e të përparuarve. Kane përfituar mjaft nga leximi (nga këshillat e tij). Toka përfiton shumë nga plehu i gjetheve.*
*2.* Shfrytëzoj rastin a rrethanat për të bërë diçka, për t'ia arritur një qëllimi, për të vepruar etj. *Për-fitoi nga rasti e ia tha troç. Përfitoi nga rrëmuja (nga errësira) e iku. Përfituan nga koha e mirë e mbollën shpejt.*
3. E shfrytëzoj diçka në mënyrë të padrejtë për të nxjerrë fitime vetjake; i shmangem detyrës që me ta-kon. *Përfitonte nga zemërgjerësia (nga butësia) e të tjerëve. Përfitonin nga padituria e njerëzve.*
PËRFITUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. Ai që nxjerr një fitim nga një veprimtari a nga diçka tjetër, ai që përfiton.
2. Ai që shfrytëzon në mënyrë të padrejtë dike a
diçka për të nxjerrë fitime vetjake ose për të arritur qëllimet e synimet e veta.
3. Ai që gëzon një të drejtë sipas një ligji, një ven-dimi etj. *Përfituesit sipas ligjit. Përfituesit nga reforma agrare.*
4. *vjet.* Fitues.
PËRFLAK i *kal.,* ~A, ~UR. 1. E djeg me fiakë, i jap flake, e mbuloj me flake (një vend etj.). *Rrufetë e përflakën korijen. Zjarri përflaku dheun.*
2. E përcëlloj në flake diçka, e përzhit. *E përflaku pulën. I përflakin kularët.*
3. *fig.* I jap një ngjyrë të kuqe të ndezur si të flakes, e përskuq, e ndez. *Agimi përflaku qiellin. Rrezet e diellit përflakën retë e bardha. Perëndimi përflaku li-qenin.*
PËRFLK H *kal.,* ^JA, ~UR. E hedh tutje me force, e flak tutje. *E përflaku vala.*
PËRFLAKET i *vetv.* 1. Digjet me flake, men flake, mbulohet nga flakët. *U përflak pylli. U përflak një kasolle.*
*2. fig.* Merr një ngjyrë të kuqe të ndezur si të flakes, përskuqet, ndizet. *U përflak qielli. U përflakën retë (nga rrezet e diellit). U përflak në fytyrë.*
3. *Pës. e* PËRFLAK.
PËRFLAKET n. *Pës. e* PËRFLAK *n.*
PËRFLAKJE,~A i . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRFLAK i, PËRFLAKET i. *Përflakja e qiellit.*
PËRFLAKJE,~A ii . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRFLAK H, PËRFLAKET n.
PËRFLAKOHET *vetv., pës. shih* PËRFLAKET i.
PËRFLAKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. *shih* PËRFLAK i.
PËRFLAKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që merr flake e digjet me lehtësi, që mund të marrë zjarr e flake menjëherë. *Lëndë e përflakshme. Lëng i për-flakshëm. I përflakshëm si benzina.*
PËRFLAKTË (i,e) *mb.* 1. Që digjet e bën flake, i zjarrtë e shumë i ndritshëm. *Dielli i përflaktë.*
*1.* Që lëshon vezullime me një ngjyrë të kuqe të ndezur si të flakes, flakërues. *Rrezet e përflakta.*

PËRFLAS *kal.,* ~OLA, ~OLUR. 1. Flas keq për dike, e marr nëpër gojë, flas prapa shpine, e për-gojoj. *përflitnin gojët e liga. E shanë dhe e përfolën. Le të flas in e të përflasin sa të duan!*
2. E qortoj dike për diçka duke i veshur një faj, një punë jo të mirë etj. *E përfolën si ngatërrestar (si shpifës).*
3. Ia zë ngoje dikujt një të mirë që i kam bërë, ia kujtoj kur kam nevojë për të. *përfliste bukën që i kishte dhënë.*
4. Përsërit diçka; ia them dikujt tjetër atë që di, ua tregoj të tjerëve. *Mos e përfol atë që u tha aty!*
PËRFLET (PËRFLES) *kal.,* ~A, ~UR. Shfletoj fletë-fletë një libër, një fletore, një album etj. *E per-fleti të gjithë albumin.*
PËRFLlTEM *vetv.* 1. Zihem me fjalë me dike, bëj f jalë me të, shamatohem, grindem. *U përfolën asf?ër (rëndë). Nuk përflitet me shokët.*2. *vet. veta III.* Bëhet shumë fjalë për diçka; zihet hgoje një npiarje, një lajm etj., flitet, hapet fjala se... *Përflitej nëfsKat se...*
3. *Pës. e* PËRFLAS.
PËRFORCIM,~I *m. sh.* ~>E, ~ET. 1. Veprimi si pas kuptimeve të foljeve PËRFORCOJ, PËRFOR-COHEM. *Përforcimi i murit. Përforcim me trarë (me gurë). Përforcimi i shprehive të fituara me pare.*
2. Ajo që shërben për ta bërë më të forte e më të qëndrueshme diçka ose për ta mbajtur me këmbë; mbështetëse, shtojcë a diçka tjetër e re që përdoret për këtë qëllim. *Përforcim prej hekuri (prej betoni). I vuri një përforcim.*
3. *usht.* Trupa, pajisje e mjete të tjera mbrojtëse e Iuftarake që jepen për të përforcuar një repart, një pike të frontit etj. *dërguan (i dhanë) përforcime. Bënë përforcime. Kërkonin përforcime të reja. Erdhën përforcimet.*
PËRFORCOHEM *vetv.* I. *vet. veta III.* Bëhet me i forte e me i qëndrueshëm, forcohet me shumë.
2. *usht.* Pajisem me trupa dhe me mjete të tjera mbrojtëse e Iuftarake, rrit forcat e mbrojtjes e.të sul-mit. *U përforcuan me topa (me tanke). U përforcuan me pika zjarri. U përforcuan në ishull (në një kodër).*
3. *vet. veta III fig.* Ngulitet me mirë në mendje, përvetësohet me mirë; forcohet me shumë, shtohet, rritet (një dyshim etj.). *Iu përforcuan dijet. Na për-forcohet besimi në forcat tona. Iu përforcua dyshimi.*
4. *vet. veta III fiz., elektr.* Bëhet me i ndjeshëm, me i dukshëm a me i kapshëm një sinjal; i rritet fuqia (një rryme etj.). *U përforcua sinjali. Përforcoket rryma në linjë.*
5. *Pës. e* PËRFORCOJ.
PËRFORCOJ *kal,* ~^VA, ~UAR. 1. E bëj
një gjë më të forte e më të qëndrueshme, duke i vënë mbështetëse, një shtojcë ose diçka tjetër të re. *Përforcoj muret (gardhin). Përforcoj me trarë. Përforcoj galerinë me armatesa (me armatura). Përforcoj urën me këmbë betoni. Përforcoj fillin e leshit me pe. I për-forcoi gjunjët e pantallonave.*
*2. usht.* Pajis me mjete të tjera mbrojtëse, me for-tifikata etj.; forcoj me shumë një vend, një repart etj. duke shtuar trupat ose mjetet Iuftarake. *Përforcuan bregdetin (ishujt). Përforcuan kufijtë. I përforcuan rojat* e shtuan numrin e rojave. *përforconin kështje-llat me kulla. Përforcoj mbrojtjen (sulmin). Përforcoj repartet këmbësore.*
3. *fig.* Mbështet një tezë, një mendim, një pikë-pamje etj., sjell të dhëna e argumente të reja që e bëjnë diçka më të besueshme e me bindëse; e bëj diçka më të sigurt e më të qëndrueshme. *Përforcoj mendimin se... E përforcoi pohimin (tezën) e tij me shifra e krahasime.*
4. *fig.* Ngulit me mirë dijet në mendjen e nxë-nësve, duke përsëritur gjërat kryesore; ia shtoj, ia bëj më të forte dikujt një dyshim, një dëshirë, një sy-nim etj. *Përforcoj mësimin. Ushtrime për të përforcuar dijet e nxënësve. Ia përforcoi dyshimet (dëshi-rën).*
5. *fiz., elektr.* E bëj më të ndjeshëm, më të dukshëm a më të kapshëm një sinjal etj., duke përdorur një vegël të posaçme; bëj që t'i shtohet fuqia një rryme elektrike a një dukurie fizike në përgjithësi; i shtoj shkallën e intensitetit. *Ia përforcoi sinjalet (zë-*
*rin). E përforcoi rrymën. E përforcoj dritën. Ia përforcoi ngjyrën.*
6. *kryes. veta III gjuh.* E thekson a e vë me mire k në dukje kuptimin e një fjale, ka vlerë përforcuese. "” *Përforcon kuptimin (ngjyrimin). Përforcon mohimin.*
PËRFORCUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me i forte e me i qëndrueshëm me mbështetëse, me ndonjë shtojcë a me diçka tjetër të re, që është përforcuar me diçka. *Mur (gardh) i përforcuar. Fill i përforcuar.*
2. *usht.* Që është pajisur me trupa e me mjete të tjera luftarake, që është rrethuar me fortifikata etj. *Mbrojtje e përforcuar. Zona të përforcuara. Repart i përforcuar.*
3. *fiz., elektr.* Që është bërë me i ndjeshëm, me i dukshëm a me i kapshëra (për një sinjal etj.); që i është rritar fuqia a shkalla e intensitetit (për një rry-më elektrike a për një dukuri fizike në përgjithësi). *Sinjal* i *përforcuar. Rrymë e përforcuar.*
PËRFORCUES,~I *m. sh.* ~-, ~>IT *fiz., elektr.* Mjet i posaçëm që shërben për ta bërë më të ndjeshëm, më të dukshëm a më të kapshëm një sinjal etj., për t'i rritur fuqinë një rryme elektrike a një dukurie fizike në përgjithësi. *Përforcues magnetik. Për-forcuesi i sinjaleve të zërit (të figures). Përforcuesi i dendurisë së ulët.*
PËRFORCUES,~E *mb.* 1. Që shërben për ta bërë më të forte e më të qëndrueshme diçka, që përforcon. *Shtyllë përforcuese. Tra përforcues.* y
2- *fig.* Që shërben për të ngulitur me mirë në mendje dijet. *Ushtrime (pyetje) përforcuese. Mësim per-forcues.*
3. *fiz., elektr.* Që e bën më të ndjeshëm, më të dukshëm a më të kapshëm një sinjal etj.; që shërben për t'i rritur fuqinë një rryme elektrike a një dukurie fizike në përgjithësi; që shton shkallën e intensitetit. *Antenë përforcuese.*
4. *gjuh.* Që shërben për të theksuar a për të vënë në dukje me mirë një kuptim a një ngjyrim të një fjale. *Pjesëz (parashtesë) përforcuese. Me kuptim përforcues. Fjalë përforcuese* fjalë që ndihmon për të theksuar kuptimin e asaj gjymtyre të fjalisë mbi të cilën bie theksi logjik (p.sh. *“Punonin me vrull të gjithë,* edhe *të moshuarit.”).*
PËRFSHIHEM *vetv.* 1. Marr pjesë në një ve-primtari, hyj si pjesëmarrës diku; *vet. veta III* është pjesë përbërëse e diçkaje, bën pjesë në një të tërë. *Jane përfshirë në aksionet kryesore (në kurse dhe shko-lla). Përfshihen artikujt kryesore (veprat kryesore). Përfshihej brenda tokës (territorit) të një vendi.*
2. *Pës. e* PËRFSHIJ. *U përfshi nga zjarri (nga flakët). Vendet kapitaliste janë përfshirë nga një krizë e rëndë.*
PËRFSHIJ *kal,* ~VA, ~RË. 1. E pushtoj dike a diçka me një krah ose më të dy krahët, e rrok; e kap, zakonisht me force a me rrëmbim; e mbërthej për diçkaje. *Aq[ sa me*

*përfshijnë krahët. Ahun s'e për-fshinin dot dy burra. E përfshiu për flokësh. E përfshiu nga jaka. E kish përfshirë pas beli.*
2. E marr dike a diçka me vete e me vrull, e rrëmbej, e përlaj; e ha krejt, e mbaroj me shpejtësi; e shfaros. *E përfshine valët (dallgët). I përfshiu era (veriu) bimët. E përfshiu tufani kasollen. E përf shine të gjithë kullotën bagëtitë. E përfshiu të gjithë gjellën. I përfshiu kolera.*
3. Pushtoj një vend me force dhe në mënyrë tështpejtë. *Përfshinë gjysmën e Evropës. Përfshinë slepat e Azisë.*
*4.* E shtoj në përbërjen e diçkaje, e shtie, e fut; e bëj dike të marrë pjesë diku. *Përfshij në tekst (në program). Epërfshinë edhe atë çështje në rendin e ditës. E përfshinë në marrëveshje (në bltok, në besëlidhje).*
5. *vet. veto HI.* Ka në përbërjen e vet, përmban. *Përfshin disa toga (kompani). Përfshin një numër të madh punëtorësh. Rrethi përfshin disa qytete e shumë fshatra. Programi përfshinte mjaft këngë partizane. Përfshin një numër të madh veprash. Rendi i ditës përfshinte shumë pika.*
*6. vet. veta Hi.* Përhapet në një vend me shpejtësi e me vrull (një dukuri, një sëmundje etj.)l e rrëmben dike a diçka. *Fryma revolucionare ka përfshirë gjithë vendin. I përfshiu hovi i kryengritjes. Epidemia përfshin gjithë zonën.*
7. *fig.* E rrok tërësisht diçka a dike me sy a me mend, e kap menjëherë e tërësisht, *E përfshiu me një sy (me një vështrim, me një shikim). Sa të përfshin syri.*
PËRFSHIRJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRFSHIJ, PËRFSHIHEM. *Përfshirja e gruas në veprimtarinë palitike e shoqërore. Përfshirja e një çështjeje në rendin e ditës.*
PËRFTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Diçka që kri-johet a prodhohet nga lidhja e dy gjërave, diçka që përftohet.
PËRFTIM,~I m. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRFTOJ, PËRFTOHET. *Përftimi i energjisë elektrike. Përftimi i një prodhimi të gatshëm.*
2. Lindja e diçkaje, krijimi. *Përftimi ijetës mbi tokë.*
PËRFTOHET *vetv.* 1. Zë fill, krijohet; prodhohet, formohet a del nga përzierja e disa lëndëve të ndry;h-me, nga veprimi i organeve të caktuara a në një mënyrë të caktuar. *Që kur është përftuar jeta mbi Tokë. Klor që përftohet nga elektroliza. Nga bitumi përftohet koksi. Sheqeri përftohet nga përpunimi i panxharit. Zanoret dhe bashkëtingëlloret përftohen në mënyra të ndryshme.*
*2.* Krijohet diçka e re, lind një dukuri a një gjendje e re. *Letërsi që u përftua nga lëvizja për çlirim. Figura që përftohen nga njohja dhe studimi i jetës.*
3. *Pës. e* PËRFTOJ.
PËRFTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj që të zërë fill, krijoj; prodhoj a formoj diçka të re, duke përzier a duke lidhur gjëra të ndryshme a duke vepruar në një mënyrë të caktuar. *Përftoi i pari hidrogjenin. Për-ftuan kininë artificiale (në laborator). Përftojnë tinguj të lartë.*
2. *lart.* Bijoj, pjell.
PËRFTORE.~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjeom.* Vijë, nga lëvizja e së cilës në hapësirë krijohet një sipër-faqe. *Përftore kryesore.*
PËRFTUES,~E *mb.* 1. Që krijon ose prodhon4içka të re, që përfton. *Fuqi përftuese.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Lëndë, send, mjet a organ që krijon a prodhon diçka të re. *Përftues ener-gjie. fit.*
PËRFUND (PËRFUNDI). I. *ndajf.* 1. Në pjesën e poshtme, në fund (të diçkaje). *Mai i veshur përfundi. Ra përfund. Tokë me lagështi përfundi.*
2. Poshtë, përposhtë, nën vete. *E shtriu përfundi.*
*E vuri përfund dike* e mposhti, e mundi, e vuri nën vete (edhe *fig.). E zuri përfundi një ortek.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore që tregon: 1. Vendin, rrëzë të cilit ndodhet ose lëviz dikush a diçka. *Përfund kodrës (pemës). Përfund rrugës.*
2. Vendin a sendin, nën të cilin ndodhet, bie ose rrë-zohet dikush a diçka. *Ishte rrëzuar përfund shkallëve (trarëve). I hoqi gurët përfund rrotave të makinës.*
PËRFUNDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRFUNDOJ, PËRFUNDOHET. *Përfundimi i mbjelljeve. Përfun-dimi i punimeve. Është në përfundim e sipër.*
*2.* Fundi i diçkaje, mbarim, mbyllje. *Para për-fundimit të mbjelljeve. Në përfundim të kampionatit.*
3. Diçka që del ose që arrihet nga mbarimi i një pune dhe nga përpjekjet që bën dikush; rezultat. *Kemi arritur përfundime të mira (të kënaqshme).*
4. *bised.* Nota mesatare e fundit, që vihet kur mba-rojnë mësimet, aë provimet etj. (në shkolla e kurse). *Përfundimet vjetore. Nxjerr përfundimet e nxënësve. Pati përfundime të mira.*
5. Mendim përgjithësues që nxirret pasi shqyrtohet e studiohet një çështje ose diçka tjetër, duke u mbësh-tetur në të dhëna të ndryshme; rrjedhim, pasojë. *Përfundim logjik. Arriti në një përfundim të drejtë. Nxjerr si përfundim. Përfundim që del nga përvoja. Si përfundim...*
6. *mat.* Shuma a numri që del nga një veprim ma-tematik, rezultat. *Përfundimi i pjesëtimit. Nxjerr për-fundimin.*
PËRFUNDIMISHT *ndajf.* 1. Në mënyrë të plotë, në mënyrë përfundimtare. *Zgjidh (përcaktoj) përfun-dimisht.*
2. Në mënyrë të vendosur dhe përgjithnjë, njëherë e mirë. *Heq dorë përfundimisht. Vendos përfundimisht.*
3. *përd. fj. ndërm.* Shkurt, si përfundim. *Përfundimisht, nuk e pashë me.*
PËRFUNDIMTAR,~E *mb.* 1. Që bëhet në mbarim të diçkaje, që nxirret në fund; që i jep fund diçkaje, që mbyll diçka; i fundit, i përfundimit. *Provimet përfundimtare. Noiat përfundimtare. Rezultaiet përfundimtare. Rrallimi përfundimtar i perimeie. Korrjet janë në fazën përfundimtare.*
2. Që ka arritur shltallën e duhur të përpunimit për kërkesat që shtrohen; që nuk ka nevojë për një kohë për ndryshime të mëtejshme. *Tekst përfundimtar. Varianti përfundimtar i një vepre.*
3. Që është i fundit, që s'ka tjetër; që bëhet përfundimisht; që arrihet një here e përgjithnjë; që bëhet në mënyrë të plotë, të gjithanshme dhe të përsosur, që i jep zgjidhje diçkaje në mënyrë të plotë. *Fitore përfundimtare. Zgjidhje përfundimtare. Përgjigje përfundimtare. Mendim (vendim) përfundimtar.*
PËRFUNDOHET. *Pës. e* PËRFUNDOJ.
PËRFUNDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E shpie diçka deri në fund, e mbaroj një punë a një detyrë, kryej plotësisht, i jap fund; *kund.* nis; filloj. *Përfun-duan mbjelljet (ujitjen). Përfunduan ndërtimin e heku-rudhës. I përfundoi me sukses provimet. E përfunduan planin para afatit.*
*2.* Arrij të lidh një marrëveshje zyrtare me dike dhe nënshkruaj dokumentin përkatës, lidh, nënshkruaj. *Përfunduan një marrëveshje (një traktat),*3. *jokal. vet.*

*veta III,* Kryhet diçka plotësisht, mba-ron, merr fund. *Përfundoi kolektivizimi i bujqësisë (elek-trifikimi i gjithë vendit). Përfundoi me kohë (shpejl) korrja e të lashtave. Përfundoi ndeshja. Përfunduan provimet. Përfunduan korrjel (mbjelljet). Përfundoi para kohe (me Vonesë).*
*4. jokal.* Arrij me në fund në një gjendje të caktuar; mbaroj diku a në një gjendje të caktuar. *Përfundoi mirë (keq). Përfundoi në burg (pa punë). Përfundoi i sëmurë (në spital). Agresorët përfunduan me turp.*
5. *jokal.* Arrij në një mendim të përbashkët pas shqyrtimit të një çështjeje me një tjetër a më të tjerë, nxjerr një përfundim. *Përfunduan se puna duhej vijuar më tej.*
PËRFUNDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që gjen-det në fund a në anën e poshtme të diçkaje, që ndodhet përfundi; *kund.* i sipërm. *Faqja (ana) e përfundshme.*
2. *vjet.* Përfundimtar.
PËRFUNDUAR (i,e) *mb.* Që i është dhënë trajta përfundimtare, që ka përfunduar, i kryer. *Vepër e përfunduar.*
PËRFUNDUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që i jep
fund diçka je të nisur me pare; ai që i jep dorën e fun-dit diçkaje. *Përfunduesi i veprës.*
FËRFUSHTË (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka pjesë të ngri-tura e të thelluara, i sheshtë, i rrafshët. *Vend ipërfushtë. Trevë e përfushtë.*
2. Që është i gjerë dhe i cekët, i nderë, i sheshtë (për një enë). *Pjatë e përfushtë.*
3. *fig.* Që duket sheshit, i hapët. *Armik i përfushtë. Dëm i përfushtë. I hapi luftë të përfushtë.*
PËRFYTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. I. Zihem me dike duke u kapur për gryke, mbërthehem fytafyt, kac^fytem, përleshem. *U përfytën keq. Qeni u përfyt me ujkun.*
2 *fig.* Hyj në luftë të ashpër për jetë a për vdekje me dike, përleshem. *U përfytën me armikun (me push-tuesit).*
*3. fig.* I bëj ballë me guxim diçkaje, përleshem. *U përfytën me furtunën.*
PËRFYTYRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRFYTYROJ, PËRFYTYROHET. *Përfytyrimi i një ngjarjeje.*
2. *psikol., filoz.* Figure e një sendi, që riprodhohet në ndërgjegje sipas perceptimeve të mëparshme; forme e pasqyrimit shqisor, që përbën një hallkë kryeso-re në procesin e njohjes së botës. *Përfytyrime pamo-re. Përfytyrim i plotë (i qartë, i turbullt). Ndijimet, perceptimet e përfytyrimet.*
3. Ajo që krijohet në mendje për diçka, duke u mbështetur në të dhënat e botës së jashtme, mendim pak a shumë i qartë e i plotë për diçka; krijim i ima-gjinatës. *Përfytyrim i qartë (iplotë) për diçka, për dike. Përfytyrime poetike.*
PËRFYTYROHET *vetv. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* 1. Me kujtohet e me duket sikur e kam parasysh, me del përpara (për sende a qenie që nuk janë të pranishme dhe për ngjarje që kam jetuar dikur). *Me përfytyrohet fshati ku kam lindur. 1 përfytyrohej marshimi në dëborë e në tufan.*
2. *Pës. e* PËRFYTYROJ.
PËRFYTYROJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ripro-dhoj në mendje diçka që e kam parë a e kam jetuar në një kohë të mëparshme. *Përfytyroj kohën e fëmi~ jërisë. Përfytyroj ngjarjet e luftës.*
2. Marr me mend- diçka që nuk e kam parë a nuk e kam njohur drejtpërdrejt; krijoj në mendje flgurën e diçkaje, duke u mbështetur në ato që kam dëgjuar për të ose në të dhëna të tjera të tërthorta; e mendoj a e.marr me mend diçka në një mënyrë të caktuar. e kuptoj; parafytyroj. *Përfytyronte oqeanin e pafund (dimrin në malet e larta). Munaohej të përfytyronte atë kuvend të madh Partie. E kishte përfytyruar ndry-she luftën.*
PËRFYTYRCESHËM (I), ~ME (e) *mb.* Që mund të merret me mend, që mund të përfytyrohet.
PËRGATESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *spec.* Pro-dhim kimik që përdoret si bar; lëndë kimike e për-punuar posaçërisht që përdoret për eksperimentime etj.; preparat.
PËRGATIT (PËRGATIS) *kal,* ~A, ~UR. 1. E bëj gati diçka, që të jetë në gjendje të përdoret për një punë a të shfrytëzohet; mbledh, grumbulloj e perpunoj diçka për ta përdorur me vonë a në një kohë të përshtatshme; mbledh gjërat që me duhen e i rregulloj në një vend (në një arkë, valixhe, bohçe, çantë) për t'i marrë me vete; ndreq, rregulloj, bëj gati. *Përgatit makinën (motorin, tornon). Përgatit veglat e punës. Përgatit rrobat e dimrit (e Veres). Përgatit materialet e nevojshme* mbledh në një vend gjërat e nevojshme për një punë. *Përgatit zahirenë e dimrit. Përgatit valixhen (plaçkat) për rrugë. Përgatit dhomën e gjumit (shtratin). Përgatit tryezën.*
2. E bëj diçka në një mënyrë të caktuar, përpunoj (duke përzier gjëra të ndryshme etj.); gatuaj. *Përgatit gjellën (një pije). Përgatit një bar (një ilaç). Përgatit drekën (darken).*
3. Bëj a prodhoj diçka të re, krijoj; hartoj. *Për-gatitën një film të ri. Përgatiti një tekst më të mirë. Përgatitën modele të reja këpucësh (rrobash).*
4. I jap dikujt njohuritë e shprehitë e nevojshme për të kryer një punë, e mësoj; e bëj dike të aftë për diçka, duke e stërvitur rregullisht. *Përgatitën ush-trinë (këmbësorinë). Përgatit punonjës të aftë. Përgatit mësues (inxhinierë, mjekë). I përgatitën për ndeshje (për gar a të atletikës, për spartakiadën). E përgatiti për provime.*
5. la them dikujt tërthorazi e jo menjëherë një lajm të keq, në mënyrë që të mos tronditet shumë kur ta mësojë plotësisht; e sjell në një gjendje që ta durojë të keqen, që ajo të mos i vijë si e papritur. *E përgatiti shpirtërisht. E përgatiti për ta njoftuar për vdekjen e vëllait.*
*6.* Kam ndër mend të bëj diçka, shestoj; ia hyj një pune për të arritur një qëllim; marr masat e nevojshme për të nisur diçka. *Përgatitnin kurthe (plane) të reja. Përgatit in luftën (agresionin). Përgatitën sul-min. Përgatitnin kushtet për një mbledhje (për një marrëveshje) tëfshehtë.*
PËRGATITEM *vetv.* 1. Marr masat paraprake që duhen për të nisur një punë; pajisem me mjetet e veglat e nevojshme për të bërë diçka; gjej a bëj gati gjithë sa duhet për diçka, arrij në një gjendje kur mund ta nis e ta kryej diçka. *Përgatitem për pune (për uahëtim, për të shkuar në aksion). Përgatitën për mbjelljet (për futhatën e korrjeve). Përgatitemipër festat e mëdha. Përgatitemi për stinën e dimrit. U përgatitën për dasmë.*
2. Marr njohuritë c shprehitë e nevojshme për të layer një punë, mësoj; bëhern i aftë për diçka duke u stërvitur iregullisht. *Përgatitemi për mbrojtje. Po përgatitën për provime. Përgatitën për ndeshjen (për garën) e ardhshme. Përgatitën për mësues (për agro-nomë).*
3. E përgatit veten për diçka të panjohur, të pa-pritur a të keqe, që të jem në gjendje ta duroj, që ajo të mos me vijë si e papritur. *V përgatitën shpirtë-risht. Ishte përgatitur për më të keqen.*

4. Karri ndër mend a jam gati të bëj diçka, matem, po mendoj, shkoj drejt një vendimi. Po *përgatitesha Via thosha vetë. Përgatitesha të dilja, kur me erdhi ai. Përgatitej ta linte shkollën. Po përgatitej për të fjetur.*
5. *Pës, e* PËRGATIT. *Përgatitet për shtyp.*
PËRGATITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që përgatit diçka, ai që kryen disa punë përgatitore. *Përgatitësi* i *predhave. usht. Përgatitësit e fronteve në galeri. min. Përgatitësit e duhanit.*
PËRGATITËS,~E *mb.* Që përgatit diçka; që me-rret me punë përgatitore; përgatitor. *Komision për-gatitës.*
PËRGATITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRGATIT, PËRGATI-TEM. *Përgatitja e veglave të punës. Përgatitja e lëndës së pare. Përgatitja e gjellës (e drekës). Përgatitja e kuadrit të ri. Përgatitja e grupeve artistike.*
2. *kryes. sh.* Masat paraprake që ndërmerren para se të fillojë një punë a të nisë një veprimtari; gjith-çka që sigurohet para se të nisë një punë. *Përgatitje serioze (të ethshme). Përgatit jet për mbrojtjen e vendit. Përgatitjet për festivalin.*
3. Sasia e cilësia e njohurive dhe e shprehive që. ka fituar dikush, duke ndjekur një shkollë, duke më-suar vetë etj. *Ka përgatitje të mirë (të shëndoshë).*
4. *usht.* Mësim ushtarak që pajis luftëtarin me njohuri të veçanta në një fushë të caktuar. *Përgatitje rreshtore. Përgatitje kimike (xheniere). Bënë dy ore përgatitje taktike.*
• Përgatitje artilerie *usht. shih te* AR-TILERI,~A i.
PËRGATITOR,~E *mb.* 1. Që bëhet para se të fillojë mirë një punë a një veprimtari; që bëhet më parë për të ndihmuarqë të fillojë mbarë e të kryhet mirë diçka, që bëhet për t'u përgatitur. *Fazë përgatitore. Punë përgatitore. Masa përgatitore. Seance përgatitore. drejt.*
2. *vjet. shih* GATITOR,~E 2. *Shkollë përgatitore.*
3. *si em.* ~E, ~JA . *sk.* ~E, ~ET *vjet.* Shkollë përgatitore.
PËRGATITUR (i,e) *mb.* Që ka fituar njohuritë, shprehitë dhe përvojën e duhur për të kryer një punë a veprimtari të caktuar; i mësuar; që ka bërë për-gatitjen e duhur për një punë a detyrë të caktuar, që i ka marrë të gjitha masat e nevojshme. *Punëtorë të përgatitur. Mësues i përgatitur. Është shumë i përgatitur. Shkon i përgatitur në orën e mësimit. Sulmi (luj~ta) i gjeti të përgatitur.*
PËRGËNJESHTRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRGËNJESH-
TROJ, PËRGËNJESHTROHET. *Përgënjeshtrimi i një lajmi (i një shpifjeje).*
2. Pohim, thënie a shkrim që hedh poshtë ose mohon diçka të shpallur më parë si të vërtetë. *Bëri një përgënjeshtrim në shtyp. U botua në gazetë një përgënjeshtrim.*
PËRGËNJESHTROHET *vetv.* I. Hidhet poshtë diçka si jo e vërtetë ose si e padrejtë (nga vetë zhvi-llimi i mëtejshëm i saj ose i ngjarjeve, nga rrethanat e ndryshme që krijohen etj), del i rremë. *U përgë-njeshtrua miti i pathyeshmërisë së usht rise naziste.*
2. *Pës. e* PËRGËNJESHTROJ.
PËRGËNJESHTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Hedh poshtë a mohoj diçka që është shpallur ose është paraqitur më parë si e vërtetë, e nxjerr të rreme. *Përgënjeshtroi një lajm (një deklaratë). E përgënjesh-troi me fakte bindëse. Përgënjeshtroi një tezë të gabuar.*
*2.* E bëj të pavlefshëm, e nxjerr të rremë. *Pohitne (vlerësime) që i përgënjeshtroi historia.*
PËRGËNJESHTRUAR (i,e) *mb.* Që është hedhur poshtë ose është mohuar si jo i vërtetë, që është për-gënjeshtruar. *Lajm i përgënjeshtruar.*
PËRGËZIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRGËZOJ, PËRGEZOHEM. *Përgëzimi i nxënësve (i fituesve të garës).*
2. *kryes. sh.* Përshëndetje dhe urime të përzemërta që i bëhen dikujt me rastin e një përvjetori, të një feste, të mbarimit me sukses të një pune etj. *Shpreh përgëzimet e mia. I dërgoj përgëzime. Ju sjellim për-gëzime miqësore (të zjarrta). Përgëzime! ur.*
PËRGËZOHEM *vetv.* 1. Përshëndetem e shkëmbej urime të përzemërta me dike me rastin e një përvjetori, të një feste, të mbarimit me sukses të një pune etj. *U përgëzua me shaket e miqtë.*
2. *vet. Veta III.* I sillet rrotull të zotit me gëzim, duke iu fërkuar e duke timdur bishtin (zakonisht për qenin).
3. *Pës. e* PËRGËZOJ. *U përgëzuan nga komandanti.*
PËRGËZOJ *kal.,* ~OVA, ~ÇAR. 1. Përshëndet e uroj dike përzemërsisht me rastin e një përvjetori, të një feste, të mbarimit me sukses të një pune etj. *E përgëzoi nxehtësisht (nga zemra). I përgëzuan për veprën heroike (për trimërinë e treguar). Ju përgëzoj për sukseset e arritura!*
2. Përkëdhel dike, ledhatoj; gëzoj e Iuaj me të. *Përgëzoj fëmijën. Fëmija përgëzonte qenin (macen).*
PËRGOJIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *keq.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRGOJOJ, PËRGOJO-HEM.
2. *kryes. sh.* Të folurit keq e prapa krahëve për dike; thashetheme. iVuA: *merren me përgojime.*
PËRGOJOHEM. *Pës. e* PËRGOJOJ *keq. Përgo-johej nga i gjithë fshati.*
PËRGOJOJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~UAR *keq.* Flas keq e prapa krahëve për dike a për diçka, e marr nëpër gojë; merrem me thashetheme. *Përgojonte vaj-zat e fshatit. Nuk përgojojnë të tjerët. Përgojonin rru-gëve e skutave.*
PËRGOJUAR (i,e) *mb. keq.* Që është marrë nëpër gojë nga të tjerët për të keq, që e kanë përgojuar *Njeri i përgojuar.*PËRGJAK *kal.,* ~>A, ~UR. 1. E bëj me gjak, e bëj jqë t'i dale gjak, e gjakos. *Pirgjaku dorën (këmbën).*
2. Vras e pres dike; e mbyt në gjak. *E përgjakën armikun. Përgjakën vendin.*
3. *vjet.* Bëj synet.
*it* Nuk e ka përgjakur dyfekun a) nuk ka vrarë njexi me pushkën që mban (duke e përdorur atë armë për here të pare); b) nuk e ka shkrehur ndonjë here, s'ia ka bërë ndonjë here “bam”.
PËRGJAKEM *vetv.* 1. Bëhem me gjak; me del gjak, gjakosem. *Ishte përgjakur në fytyrë. U përgjak nga,hundët.*
*ll fig.* Hyj në luftë të ashpër me dike, përleshem, kacafytem. *U përgjakën me fashistët (me armiqtë).*
3J *vet. veta III fig.* Merr një ngjyrë të kuqe si të gjakut, përflaket. *U përgjak qielli.*
*A. Pës. e* PËRGJAK.
PËRGJAKJE,'~'A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRGJAK, PËRGJAKEM.
2. edhe *sh.* ~E, ~ET. Betejë a ndeshje e përgjakshme me dike, përleshje, gjakderdhje. *Përgjakje të ashpra për liri. Në përgjakje me pushtuesit.*

PËRGJAKSHËM (i), ~-ME (e) *mb. 1.* Që arrihet me gjak; që bëhet me përleshje të ashpra e me mizori e shumë të vrarë e të plagosur, i tillë ku është derdhur shumë gjak; shumë i ashpër. *Luftë e përgjakshme. Beteja (përleshje) të përgjakshme me armikun (me pushtuesit). Shtypja e përgjakshme e demonstrates (e Içryengritjes). Dita e përgjakshme e* 4 *Shkurtit.*
2. Që vret e pret pa mëshirë, gjakatar, mizor. *Fashistët (nazistët) e përgjakshëm.*
PËRGJAKTË (i,e) *mb.* 1. I përgjakshëm. *E kaluara e përgjaktë. Në betejat e përgjakta për çlirim.*
2. Që ka ngjyrë të kuqe si të gjakut. *Vezullimet e përgjakta të flakes. Brezi i përgjaktë i trëndafilave.*
PËRGJAKUR,~'IT (të) *vjet.* Synet.
PËRGJAKUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë ose është Iyer me gjak; që është vrarë shumë sa i ka dale gjak, i gjakosur; i plagosur. *Njerëz të përgjakur. Me këmbë (me duar) të përgjakur a.*
*2.,fig.* Që ka pësuar shumë humbje në njerëz, që ka luftuar dhe ka derdhur gjak. *Vendi (Atdheu) i përgjakur.*
3. *fig.* Që ka kaluar nëpër luftëra të përgjakshme; që është shkruar me gjak. *Flamur i përgjakur. Histo-ria e përgjakur e vendit tone.*
PËRGJATË *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore, që shënon zakonisht diçka të shtrirë a një sipërfaqe pingule, përbri së cilës gjendet ose bëhet diçka, lëviz dikush etj. *Përgjatë lumit. Përgjatë bregut të detit. Ecte përgjatë murit. Lëvizte përgjatë rreshtave. Pyllëzimi i kodrave përgjatë rrugës.*
PËRGJEGJËS,~I *m. sh.* "-', ~IT. 1. Ai që or-ganiZon dhe drejton punën e disa vetsve në një ndër-marrjje prodhimi, në një institution shtetëror etj., ai që përgjigjet për punën në një sektor të caktuar, ai që ka një përgjegjësi; anëtar i komitetit ekzekutiv të një rrethi, që drejton e organizon punën e një sek-sioni; shef. *Përgjegjës teknik. Përgjegjës i skuadrës (i brigades). Përgjegjës sektori. Përgjegjësi i arsimit (i bujqësisë, i finances, i industrisë, i shëndetësisë).*
*Përgjegjësi i ndërresës. usht.* ushtaraku që bën ndë-rrimin e rojave gjatë një shërbimi prej njëzet e katër orësh. *E caktuan përgjegjës.*
2. Ai që përgjigjet a është i detyruar të jape Uo-gari për punën e veprimet e veta, për diçka që ka ndodhur etj. *Ai është përgjegjës për këtë që ndodhi.*
PËRGJEGJËS,~:E *mb.* 1. Që është i dëtyruar të jape llogari për punën e veprimet e veta, për pasojat e tyre, që përgjigjet. *Organi përgjegjës. Është përgjegjës para popullit.*
2. Qs ka lidhje ballë për ballë me diçka, që i përgjigjet diçkaje; që është i barasvlershëra me diçka, korrespondues. *Vlerat përgjegjëse. E përktheu pike për pike me fjalët përgjegjëse në gjuhën shqipe.*
• Kënde përgjegjëse *mat. shih ie* KËND,
PËRGJEGJËSE,^JA . *sh.* ~E, ~E'T. *Fem. e* PËRGJEGJËS, ~I. *Përgjegjëse turni (skuqdre, brigade). Përgjegjësja e arsimit (e shëndetësisë). Përgje-gjësja e hotelit.*
PËRGJEGJËSI,~JA . *sh.* ~>, ~TË. 1. Të qenët përgjegjës, gjendja e atij që është përgjegjës; detyra që ka dikush për të organizuar dhe për të drejtuar punën e disa vetave ne një ndërmarrje prodhimi, në një institucion shtetëror, në një sektor a seksion etj. *Përgjegjësi civile (ushtarake). Njeri me përgjegjësi. I kanë dhënë një përgjegjësi të rëndësishme. E ngritën në përgjegjësi. Ra (zbriti) nga përgjëgjësia. E ulën (e hoqën) nga përgjëgjësia.*
2. Detyrimi që ka dikush për t'u përgjigjur e për të dhënë llogari për punën e veprimet e veta, për diçka që ka ndodhur etj.; detyrimi ose pesha e fajit që bie mbi dike për diçka që ka ndodhur. *Përgjegjësi e për-bashkët (kolektive, vetjake). Përgjegjësi morale (ma-leriale). Përgjegjësi penale. Përgjegjësi shtetërore (zyr-tare). Mban përgjegjësi për diçka. Ka përgjegjësi për atë që ndodhi. E Vunë para përgjegjësisë dike. Përgjëgjësia bie mbi të. Nuk i shmanget përgjegjësisë. S'e merr përsipër përgjegjësinë.*
3. Ndjenjë e lartë që ka njeriu, i cili merr përsipër me vullnet të kryejë sa me mirë një punë, një detyrë të ngarkuar nga shoqëria etj. *Punojnë me përgjegjësi (pa pikën e përgjegjësisë). E ndiejnë përgjegjësinë para historisë (para popullit). Veprojnë (diskutojnë) me përgjegjësi të plotë. Rritet ndjenja e përgjegjësisë.*
PËRGJEGJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është përgjegjës për veprimet e veta dhe për pasojat e tyre; që mban përgjegjësi. *Njeri i përgjegjshëm.*
PËRGJËRATË,~A I . *sh.* —A, ~AT. I. Qenie
shumë e shëmtuar; përbindësh. *Ç'na sollën atë për-gjëratë. Iu duk si përgjëratë.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Njeri përgjëratë.*
PËRGJËRATË,~A ii . Përgjërim. *E zinte në gojë me përgjëratë. E donte me përgjëratë.*
PËRGJËRlM,~I *m. 1.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRGJËROJ, PËRGJËROHEM. *Për-*
*gjërimi për fëmijët.*
2. Ndjenjë dashurie e dhembshurie të thellë dhe malli të pashuar për dike a për diçka; adhurim. *E dëgjonte (e vështronte) me përgjërim. E donte me përgjërim. Kujdesej plot përgjërim për të. Dashuria arrinte deri në përgjërim.*3. *kryes. sh.* ~>E, "“'ET *iron.* Betim ose zotim për diçka, që bëhet me fjalë të mëdha dhe me një ma-llëngjim të rremë. *Përgjërimet e imperialistëve (e re-vizionistëve) për paqe.*
PËRGJËROHEM *vetv.* 1. Shpreh një dashuri të madhe ë adhurim për dike, e dua aq shumë sa lë edhe kokën për të; kam shumë mall për dike a për diçka. *Përgjërohet për nusen. Përgjëroheshin për Atdheun. Përgjërohen për njëri-tjetrin.*
2. *fig.* Kam nevojë e dëshirë të madhe për diçka, digjem; kërkoj me këmbëngulje diçka. *Përgjëroheshin për një pike ujë (për një cope tokë).*
3. *(zakon. me një Irajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* I bëj be dikujt për njeriun më të da-shur ose për gjënë më të shtrenjtë, i lutem shumë për diçka duke e vënë në be. *Iu lut e iu përgjërua. Iu për-gjëruapër kokën e së bijës.*
PËRGJËROJ *kal.,* ~'OVA, ~UAR. 1. I lutem shumë dikujt për një gjë, duke e vënë në be, sidomos duke i zënë në gojë diçka shumë të dashur a të shtrenjtë për të, përbej. *E përgjëroi për atë që donte me shumë.*
2. *jokal.* Betohem për gjënë më të shtrenjtë, për-gjërohem.
PËRGJËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka dashuri të thellë, dhembshuri e mall të madh për dike, që përgjërohet për të. *Nënë e përgjëruar. Fliste i përgjëruar për të bijën.*
2. Që shpreh mall, dashuri e dhembshuri të thellë. *Vështrim i përgjëruar. Me sy të përgjëruar.*
3. Shumë i dëshiruar, i djegur për diçka.

PËRGJËRCES,~E *mb.* Që të prek thellë në zemër, që të ngjall një ndjenjë të thellë dhembshurie, shumë prekës; që është si përgjërim. *Zë i ëmbël e përgjërues. Fjalë përgjëruese. Dërgoi një letër përgjëruese.*

PËRGJIGJE,~'JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Fjalët që i thuhen a i shkruhen dikujt, pasi na ka drejtuar nje pyetje ose na ka kërkuar diçka; përmbajtja e kë-tyre fjalëve dhe mënyra se si ia thçmi tjetrit; letër që përmban këto fjalë. *Përgjigje e shpejtë (e nxituw, e menduar, e plotë, e qartë, e paqartë, e ngrohtë, e ftohtë). Telegram me përgjigje (të paguar). I dha (i ktheu) përgjigje. Mori përgjigje. Mbeti pa përgjigje. Pres përgjigjen. I erdhi përgjigjja e shkresës.*

2. Shtjellimi i mësimit që kërkon mësuesi nga nxë-nësi kur kontrollon përgatitjen e tij a shkallën e zo-tërimit to dijeve. *Përgjigje e plotë (e mirë, e gabuar). Përgjigje me gojë (me shkrim). Po jep përgjigje* po përgjigjet në mësim.

3. Përfundimi i arritur pas shqyrtimit a studimit të diçkaje; zgjidhje. *Përgjigjja e analizave. I jap përgjigje një problemi. Çështja pret (kërkon) përgjigje.*

4. Diçka që bëhet si kundërveprim a në kundër-shtim me një gjë tjetër e që shpreh qëndrimin tone ndaj saj; veprim që vjen si pasojë e diçkaje. *Përgjigje me ijarr artilerie. I dhanë armikut përgjigjen e merituar.*

5. Fjalë a arsyetime pa vend që shpreh dikush kur i hiqet vërejtja për diçka; kundërshtim. *Nuk i kthen përgjigje prindit (mësuesit).*

•*k* Në përgjigje të... *libr.* duke iu përgjigjur... E ka përgjigjen në majë të gjuhës përgjigjet shpejt, aty për aty, ta kthen menjëherë.

PËRGJIGJEM vev., ~A (u), ~UR. 1. I shpreh dikujt mendimet e mia, me gojë a me shkrim, pasi
me ka pyetur ose me ka kërkuar diçka, jap përgjigje, them a shkruaj diçka si përgjigje. *U përgjigj ngrohtë (ftohtë). U përgjigj shpejt (me vonesë). Nuk përgjigjet drejt. Përgjigju kur të pyesin! Iu përgjigj pyetjeve. Iu përgjigj shkresës. U përgjigj me letër (me telegram).*

*2.* Jap përgjigje në mësim, them mësimin përpara mësuesit. *V përgjigj i pari (i fundit). U përgjigj shumë mirë (mirë, keq). Nuk u përgjigj fare në provim.*

3. Tregohem i gatshëm të marr pjesë në një punë a në një veprimtari kur me thërret ose kur me drej-tohet dikush; plotësoj kërkesat e dikujt. *I përgjigjemi thirrjes së Partisë. Rinia iu përgjigj flake për flake. U përgjigjen kërkesave të blerësve.*

4. Bëj diçka si përgjigje të një veprirai që drejtohet kundër meje, kundërveproj për t'u mbrojtur ose për të asgjësuar kundërshtarin; kundërveproj ndaj një shkaku të jashtëm, ndaj një ngacmimi etj. *Iu përgjigjen sulmit (zjarrit). Iu përgjigjen dhunës me dhunë. I përgjigjet ngacmuesit (nxitësit).*

5. Mbaj një qëndrim të caktuar ndaj ndjenjave të dikujt. *I përgjigjet (nuk i përgjigjet) dashurisë së tij.*

*6.* ver. *veta III fig.* Është në përputhje a pajtohet me diçka, i përshtatet diçkaje, e plotëson; është i ba-rasvlershëm, i ngjashëm etj. me diçka. *U përgjigjet nevojave të vendit (kërkesave të kohës). I përgjigjet nivelit arsimor (ideologjik). Letërsi (art) që i përgjigjet jetës sonë socialiste.*

7. Jap llogari para të tjerëve për sjelljet dhe ve-primet e mia a të dikujt tjetër, për mbarëvajtjen e një pune etj., jam përgjegjës për dike a për diçka; kam përgjegjësi të madhe për diçka. *Përgjigjem për fëmijët. Përgjigjem para masës. Përgjigjem me kokë* kam përgjegjësi shumë të madhe për dike a për diçka, përgjigjem me jetën time. *Do të përgjigjen para gjyqit. Dikush do të përgjigjet për këto.*

8. Ndihmoj dike kur gjendet në nevojë për diçka, i giendsm; jap siguri për dike a për diçka, i dal zot. *Iu përgjigj më të holla (me veshmbathje, me ushqime). Përgjigjem për borxhin e Vëllait. Përgjigjem unë për të.*

• I përgjigjet majë për majë *shih te* MAJË,~'A. Iu përgjigj (ia ktheu, ia shpërbleu) më të njëjtën mo-aedhë *libr. shih te* MONEDHE, ~<A.

PËRGJIM,~'I i *m. sh.* ~'E, ~-ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRGJOJ, PËRGJOHEM.

*Përgjimi i lënzjeie të armikut. Përgjimi i zhurmave të dyshimta. Përgjim me anë të telefonit.*

2. Përqendrim i vëmendjes dhe i shqisave për të hetuar çfarë ndodh rreth e rrotull; *usht.* vëzhgim i or-ganizuar i çdo lëvizjeje të armikut. *Rri (qëndron) në përgjim. Kompania forcoi përgjimin.*

PËRGJIM,~'I n *m. sh.* ~E, ~ET *etnogr.* Gostia a darka që bëhej kur i vihej emri fëmijës, zakonisht tri ditë pas lindjes; dhuratat që i çoheshin lehonës me këtë rast.

PËRGJITHËSI *palak.* Në përgjithësi: a) në tiparet me kryesore e më të përgjithshme, në gjërat me the-melore; në shumicën e rasteve, në të shumtën e herës; në vija të përgjithshme, përgjithësisht. *Përfundime të mira në përgjithësi. Në përgjithësi kështu ndodh;* b) në tërësi, të gjithë, pa përjashtim; duke përfshirë të gjitha gjërat e një grupi a të një kategorie; *kund.* në veçanti. *Artet në përgjithësi dhe artet figurative në veçanti (veçanërisht). I kontrolluan biletat në përgjithësi (papërjashtim);* c) në mënyrë të përgjithshme;pa përmendur emra e pa hyië në hollësira, në parim, pa u ndalur në diçka të veçantë. *E them (e kam) në përgjithësi. Kritikonte në përgjithësi. Mos fol në përgjithësi, fol konkretisht.*

PËRGJITHËSlM,^I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRGJITHËSOJ, PËR-GJITHËSOHET. *Përgjithësimi i përvojës së të për-paruarve (i shembullit të më të mirëve).*

2. Përfundimi i përgjithshëm që del nga shqyrtimi i sendeve dhe i dukurive të veçanta dhe nga lidhja e tipareve a e anëve të tyre të përbashkëta e me thel-bësore; *filoz.* Veprim i mendimit abstrakt më të cilin zbulohen anët dhe lidhjet e përbashkëta në një grup sendesh a dukurish, për të formuar nocionet e kate-goritë, ligjet e shkencës e teoritë shkencore.

PËRGJITHËSISHT *ndajf. libr.* I. Në sasinë a në pjese'n më të madhe, në shumicën e rasteve; duke përfshirë gjërat themelore; në tiparet me kryesore, në pikat themelore të diçkaje. *Përgjithësisht janë të zgjuar. U realizua përgjithësisht mirë. Gjejmë për-gjithësisht të njëjtat zakone. Përgjithësisht e kanë për-gatitjen e duhur.*

2. Në tërësi, në përgjithësi. *Forcohet përgjithësisht edukimi komunist i brezit të ri. Përmirësojnë përgjithësisht metodën dhe stilin e punës.*

3. Në mënyrë të përgjithshme; pa përmendur emra; në përgjithësi. *Flet përgjithësisht.*

PËRGJITHËSOHET *vetv.* 1. Përfshin një grup të tërë njerëzish, sendesh a dukurish, shtrihet a për-hapet gjerësisht, bëhet i përgjithshëm. *U përgjithësua kryengritja. Dukuri që është përgjithësuar në mbarë gjuhën.*

2. *mjek.* Përhapet në të gjithë trupin (një sëmundje). *V përgjithësua infektimi (pezmatimi).*

3. *Pës. e* PËRGJITHËSOJ. PËRGJITHËSOJ *kal,* ~OVA, ~>UAR. 1. E
shtrij diçka nga një grup i ngushtë në një rreth të gjerë njerëzish, i përfshij të gjithë për të njëjtën gjë, bëj që të zbatohet diçka nga të gjithë anëtarët e një grupi; e bëj diçka të përgjithshme, e përhap. *Për-gjithësoj përvojën e të përparuarve (e më të mirëve). Përgjithësoj një metodë pune.*
2. Nxjerr një përfundim të përgjithshëm nga shqyrtimi i sendeve dhe i dukurive të veçanta dhe nga lidhja c tipareve a e anëve të tyre të përbashkëta e me thel-bësore; bëj një përgjithësim.
PËRGJITHËSpAR (i,e) *mb.* Që ka dale si përgjithësim i vrojtimeve të një shumice rastesh a dukurish të veçanta. *Kuptim i përgjithësuar. Njohje (pa-raqitje) e përgjithësuar e realitetit.*
PËRGJITHËSUES,~E *mb.* Që shpreh atë që është e përbashkët për shumë gjëra ose dukuri të veçanta; që nxjerr përfundime e vlerësime nga vëzhgimet e shumë të dhënaye e dukurive të veçanta, që përgjithë-son, që është një përgjithësim. *Mendim përgjithësues. Teori përgjithësuese. Vepër me vlerë përgjithësuese. Një raport përgjithësues. Karakteri përgjithësues i për-fytyrimeve.*
PËRGJITHMONË *ndajf. për* tërë kohën pa ndër-prerje, për gjithë jetën, përherë, përgjithnjë. *Shkuan përgjithmonë. Do të qëndrojnë përgjithmonë në fshat. U shkëputëm përgjithmonë nga sistemi kapi-talist.*
Një here e përgjithmonë *shih te* HERË,~A $_2$-I mbylli sytë përgjithmonë *lart. shih te* SY, ~RI.
PËRGJITHNJË *ndajf.* I. për tërë kohën, përgjithmonë. *Shpëtuan përgjithnjë nga thatësira.*
2. *krahin.* Sa here që ndodh diçka tjetër, gjithnjë; shpeshherë, shumë here; *kund.* asnjëherë. *Na vinte përgjithnjë në shtëpi kur kthehej nga puna.*
PËRGJlTHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që është i përbashkët ose karakteristik për një tërësi njerëzish, sendesh a dukurish, që u përket të gjithëve ose një numri të madh njerëzish, sendesh etj.; *kund.* i veçantë; i posaçëm. *Parime të përgjithshme. Tipare (ka-rakteristika) të përgjithshme. Trajta më e përgjithshme e një fjale. Mënyra më e përgjithshme e shqiptimit. Rregull i përgjithshëm.*
2. Që përfshin të gjithë anëtarët e një popullsie, tënjë grupi njerëzish etj.; që bëhet për të gjithë nje-rëzit ose nga të gjithë njerëzit; *kund;* i pjesshëm. *Mobilizim i përgjithshëm. Kryengritje e përgjithshme. Votim i përgjithshëm dhe i fshehtë. Arsim i përgjithshëm dhe falas. Armatimi i përgjithshëm i popullsisë. Regjistrimi i përgjithshëm i popullsisë. GreVa e përgjithshme e punëtorëve. Mbledhja e përgjithshme e shkrimtarëve. Gëzon nderimin e përgjithshëm.*
3. Që prek diçka në tërësi, që e përfshin të tërën; që ndodh ose që bëhet në përpjesëtime të gjera a në një hapësirë të madhe, që e përfshin të gjithë. *Ofensivë (mësymje) e përgjithshme. Rrëmujë e përgjithshme. Kriza (shthurja) e përgjithshme e botës ka-pitatiste. Dobësi e përgjithshme e organizmit.*
4. Që përfshin të gjitha sendet a dukuritë e një kategorie pa përjashtim; që bëhet në mënyrë tërësore dhe rrënjësore, i plotë; *kund. i* pjesshëm. *Pastrim i përgjithshëm. Kontroll (revizionim) i përgjithshëm.*
5. Që merret në tërësi, që merret i gjithë, tërësor. *Shuma e përgjithshme. Prodhimi i përgjithshëm industrial. Vëllimi i përgjithshëm i qarkullimit të mall-rave. Sasia e përgjithshme e grurit. Numri i përgjithshëm i popullsisë.*
6. Që lidhet drejtpërdrejt me pjesën më të madhe të popullit, që i përket gjithë popullit ose shumicës dërrmuese të tij, që është i të gjithëve, që ka të bejë me gjithë shoqërinë; që është pranuar nga të gjithë; *kund.* vetjak. *Lumturia (e mira) e përgjithshme. Var-fëri e përgjithshme. Mendimi i përgjithshëm. për të mirën (për dobinë) e përgjithshme. Vë interesin e përgjithshëm mbi interesin vetjak.*
7. Që ka të bëjë me natyrën, me botën reale e me shoqërinë në tërësi; që e formon njeriun në përgjithësi; *kund.* i veçantë; profesional. *Ligjet e përgjithshme të natyrës (të shoqërisë). Kulturë e përgjithshme. Arsim i përgjithshëm. Shkollë e mesme e përgjithshme. Lëndët e kulturës së përgjithshme.*
8. Që është a që bëhet në përgjithësi, që nuk hyn ne hollësira. *Në vija të përgjithshme. Diskutim i përgjithshëm. Plan i përgjithshëm. 1 shtroi çështjet në mënyrë të përgjithshme. U shpreh me fjalë të përgjithshme. Si rregull e përgjithshme...*
9. Që është në krye të të gjitha degëve a të të gjitha hallkave organizative të një administrate, të një ush-trie etj.; që udhëheq gjithë veprimtarinë e një organi a të një organizate. *Inspektor (drejtor) i përgjithshëm. Sekretar i përgjithshëm. Komandant i përgjithshëm.Prokurori i Përgjithshëm. Shtabi i Përgjithshëm i Ush-irisë Nacionalçlirimtare.*
10. *mjek.* Që prek të gjithë trupin; që vepron mbi të gjithë trupin; *kund.* i pjesshëm. *Sëmundje e përgjithshme. Mpirje e përgjithshme. Bar (helm) me ve-prim të përgjithshëm.*
11. *tek.* Që është ndërtuar për të kryer punë nga më të ndryshmet, i gjithanshëm, universal; *kund.* special. *Makina të përgjithshme dhe speciale.*
12. Përdoret si pjesë e dytë në emërtimin e disa shkencave që merren me studimin e parimeve the-melore, teorike dhe përfshijnë konceptet themelore ose japin njohuritë kryesore në fusha të caktuara. *Gjeo-grafia e përgjithshme. Historia e përgjithshme. Biologjia e përgjithshme. Kimia e përgjithshme. Gjuhësia e përgjithshme.*
13. Përdoret si pjesë e dytë në emërtimin e disa specialistëve, që punojnë në një fushë të gjerë të ve-primtarisë, të prodhimit etj., që nuk janë të spe-cializuar vetëm për një fushë të ngushtë. *Agronom i përgjithshëm. Mjek i përgjithshëm. Gjeolog i përgjithshëm.*
14. *gjuft.* Që emërton një klasë të tërë qeniesh të gjalla, sendesh a dukurish, sipas tipareve të tyre të përbashkëta; *kund.* i përveçëm. *Emër i përgjithshëm* (p.sh. njeri, dele, ujk, libër, shkollë, liri, lumturi etj.).
*k* Në vija të përgjithshme (kryesore, të trasha) *shih te* VIJË,~A.
PËRGJITHSHME,~JA (e) . Veti që është e përbashkët për shumë gjëra a dukuri; a jo që lidhet më të gjithë individët e një grupi a të një kategorie; *kund.* e veçantë. *Kaloi nga e përgjithshmja tek e ve-çanta.*
PËRGJOHEM. *Pës. e* PËRGJOJ.
PËRGJOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Rri fshehur diku e dëgjoj a vëzhgoj dike për të marrë vesh çfarë thotë, çfarë bën etj.; ndjek fshehurazi veprimet e dikujt, vëzhgoj pa më parë kush. *Përgjonte prapa derës (prapa shkurreVe).*

*Përgjonte me kujdes. Përgjonin në kufi. Përgjonin çdo lëvizje të armikut.*
2. Vështroj dike a diçka tërthorazi, e shikoj vje-dhurazi. *Përgjon me bisht të syrit.*
3. Ruaj dike që ta zë në befasi a të papërgatitur, e ndjek për ta kapur, për ta dëmtuar, për ta sulmuar etj. *Përgjonin Skënderbeun. Epërgjonin që ta zhduknin. E përgjonte si macja miun.*
4. I rri pranë një të sëmuri rëndë, e ruaj; kaloj natën pranë një të sëmuri që është duke vdekur; ruaj një të vdekur. *E përgjuan gjithë natën.*
5. Pres që të vijë dikush; pres me padurim dike a diçka. *Epërgjuan deri vonë. Përgjonin urdhrin e sulmit.*
PËRGJUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që përgjon dike a diçka; ai që ngarkohet me një detyrë të tillë. *Dërgoi përgjues në çdo anë.*
PËRGJUM *kal.,* ~A, ~UR. 1. Vë dike në gjumë. *E përgjumi me këngë.*
2. *fig.* Përpiqem t'ia largoj dikujt vëmendjen nga diçka me rëndësi duke e mashtruar me mënyra të ndryshme; ia heq forcën vepruese, bëj që të harrohet diçka; e vë në gjumë. *I përgjumnin me dog mat e fesë. Nuk i përgjumën dot traditat liridashëse.*
PËRGJUMEM *vetv.* 1. Me vjen gjumë, nis të me zërë gjumi; dremit, kotem. *Përgjumej mbi tryezë.*
2. *Pës. e* PËRGJUM.
PËRGJUMËSI,~A . Të qenët përgjumësh; gjen-dja e njeriut kur i vjen gjumë; përgjumje. *Përgjumësi pas darke.*
PËRGJUMËSH *ndajf.* Në një gjendje kur dikujt i flihet, kur i vjen gjumë ose kur nuk është ngopur me gjumë. *Ishte ende përgjumësh. Fliste (dëgjonte) përgjumësh.*
PËRGJUMJE,~A . Gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRGJUM, PËRGJUMEM. *Ishte në përgjumje. Ka përgjumje nga barnat.*
PËRGJUMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I përgjumur. *Me sy (me shikim) të përgjumshëm.*
PËRGJUMSHËM *ndajf.* Përgjumësh. *U shtriq (hapi gojën) përgjumshëm. Foli si përgjumshëm.*
PËRGJUMUR (i,e) *mb.* 1. Që është përgjumësh, që i vjen gjumë, që nuk është ngopur mire me gjumë ose që s'i ka dale gjumi mirë. *Uli kokën i përgjumur. E shikoi me sy të përgjumur.*
2. *fig.* Që i mungon gjallëria e shkathtësia, që ka rënë në plogështi, i fjetur. *Njerëz të përgjumur. Benin njëjetë të përgjumur.*
3. *fig.* I zvarritur, i fjetur. *Zë i përgjumur. Me lëvizje të përgjumura.*
PËRGJUNJ *kal,* ~A, ~UR. 1. E detyroj dike të bjerë në gjunjël
2. *fig.* E detyroj dike të nënshtrohet; e mposht dhe e përul, e shtroj. *Armiqtë nuk e përgjunjën dot popullin tone.*
PËRGJUNJEM *vetv.* 1. Bie në gjunjë; ulem në gjunjë, rri në gjunjë. *U përgjunj para flamurit (në shenjë nderimi). Plaku u përgjunj nga lodhja. U përgjunj kali (mushka, gomari) nga pesha e rëndë.*
*2. fig.* I nënshtrohem dikujt pa luftë e pa kundër-shtuar, shtrohem; mundem, mposhtem, për ulem. *Nuk u përgjunjën para armiqve (para pushtuesve). Nuk do të përgjunjemi përpara as një vështirësie.*
PËRGJUNJUR (i,e) *mb.* 1. Që është ulur në gjunjë. *Rrinin të përgjunjur.*
2. Që mezi qëndron në këmbë nga pleqëria, që mezi mbahet gjallë. *Plakë e përgjunjur.*
3. *fig.* Qe është nënshtruar pa luftë e pa kundër-shtuar, i shtruar; i mundur, i mposhtur, i përulur. *Me mirë i humbur se sa i përgjunjur.*
PËRGJYSMË *ndajf.* 1. Në dy pjesë të barabarta; në dy pjesë. *Ndaj përgjysmë. U thye përgjysmë.*
2. Deri në mes; jo plot. *E mbushi gotën përgjysmë. Shishja kishte mbetur përgjysmë.*
3. Në mënyrë jo të plotë, pjesërisht; pak, jo deri në fund. *Mbylli sytë përgjysmë. Hapi derën (dritaren) përgjysmë. U ngrit përgjysmë.*
4. Pa e përfunduar, pa e shpënë deri në fund diçka, në mes. *Nuk e lë punën përgjysmë. Mbeti biseda (kën-ga) përgjysmë. Ia preu fjalën përgjysmë.*
PËRGJYSMIM,~l *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRGJYSMOJ, PËR-
GJYSMOHEM. *Përgjysmimi i vijës (i figures). gjeom. Përgjysmimi i shpenzimeve.*
PËRGJYSMOHEM *vetv.* 1. *vet. veto HI.* Ndahet në dy pjesë të barabarta; bëhet me dysh.2. *zakon. sh.* Pakësohemi e mbetemi rreth gjysma; *vet. veta HI* pakësohet deri në gjysmën e masës (të vëllimit, të sasisë etj.); pakësohet a zvogëlohet në menyrë të ndjeshme. *U përgjysmuan në familje. Ishin shumë, po u përgjysmuan. U përgjysmua koha (afati). V përgjysmua rruga. I përgjysmohet vlera. Kur je me shok, përgjysmohet hidhërimie dyfishohet gëzimi. fj. u.*
3. *Pës. e* PËRGJYSMOJ.
PËRGJYSMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E ndaj diçka në dy pjesë të barabarta; e bëj me dysh. *Për-gjysmoj bukën: Diagonale që përgjysmojnë njëra-tjetrën.*
*2.* Heq gjysmën e vëllimit ose të sasisë nga një shumë a hga diçka, lë gjysmën; çoj deri në gjysmë, me mbetet vetëm gjysma; pakësoj a zvogëloj diçka në mënyrë të ndjeshme. *I përgjysmuan shpenzimet. I përgjysmuan trupat naziste* i dëmtuan rëndë. *E përgjysmoi shishen e verës* ë piu gjysmën e shishes. *E përgjysmoi bukën (gjellën). I përgjysmuam të korrat.*
PËRGJYSMORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjeom.* Gjysmëdrejtëza që del nga kulmi i një këndi dhe e ndan këtë në dy pjesë të barabarta. *Heq përgjys-moren e një këndi. Diagonalet e rombit janë përgjys-more të këndeve të tij.*
PËRGJYSMUAR (i,e) *mb.* 1. Që është harxhuar përgjysmë ose gati përgjysmë; që nuk është me i plotë. *Laps* i *përgjysmuar. Mullar bari i përgjysmuar. Shishe e përgjysmuar.*
2. Që ka humbur gjysmën e vet; që i ka mbetur pothuajse gjysma e vet. *Ushtri e përgjysmuar. Po-pullsi e përgjysmuar.*
3. Që nuk shqiptohet qartë, që flitet si nëpër dhëmbë ose me gabime e të meta. *Fjalë (shprehje) të përgjys-muara. Fliste me një shqipe të përgjysmuar.*
PËRGJYSMUES,~E *mb. gjeom.* Që e ndan në dy pjesë të barabarta. *Vijë (drejtëz) përgjysmuese.*
iËRHAP *kal.,* ~A, ~UR. 1. Hedh diçka në tokë a he ajër duke e shpërndarë në të gjitha anët; largo j në drejtime të ndryshme diçka që është grumbulluar në një vend, e shpërndaj andej e këtej; përndaj; prish një grumbull. *Përhap pambukun për ta tharë. Përhap plehun në are. Përhap borën (dheun). Dielli i përhapi retë. Era përhap*

*pluhurin e luleve. la përhapi era letrat. E përhapi bagëtinë fushave.*
2. Bëj që një sëmundje të prekë një shumicë nje-rëzish duke kaluar nga njëri tek tjetri, e çoj një sëmundje në shumë veti, e mbart. *Përhap malarjen (tifon). Përhap mikrobe (bacile).*
3. E përçoj diçka tek të gjithë, bëj që ta dine dhe ta njohin të gjithë a një rreth i gjerë njerëzish; e shtrij, e popullarizoj. *Përhapi fjalën se... Përhap të vërtetën (idetë revolucionare). Përhapin dijen (kulturën, arsimin). Përhap përvojën e të përparuarve.*
4. *fig.* Bëj që diçka të pushtojë edhe të tjerët a të gjithë, e shtrij tek të tjerët. *Përhapën zjarrin e krye-ngritjes. Përhapte frikë (panik).*
PËRHAPEM *vetv.* 1. *zakon. sh.* Largohemi në drejtime të ndryshme dhe mbushim një shesh a gjithë vendin; *vet. veta HI* shtrihet në drejtime të ndryshme diçka që është e grumbulluar në një vend; zë gjithë vendin, pushton; prishet një grumbull, shpërndahet. *U \përhapën nëpër pyll (nëpër fushë). U përhap mje-gulla. U përhap flaka (zjarri). Përhapën tingujt. Për-hapet era e luleve. Përhapën rrezet e diellit. U përhap kashta nëpër oborr.*
*2. vet. veta III.* Merr një shtrirje a përpjesëtim të gjerë, zgjerohet; kap edhe vende të tjera. *Përhapet kryengritja (vala e luftës çlirimtare). Përhapej zejtaria (lundrimi).*
3. *vet. veta III.* Kalon një sëmundje nga njëri tek tjetri, prek një shumicë njerëzish, mbartet, shtrihet. *Sëmundjet ngjitëse përhapën shpejt.*
4. *vet. veta III.* Bëhet e ditur a e njohur për të gjithë ose për një rreth të gjerë njerëzish; përvetësohet nga një shumicë njerëzish; shtrihet, popullarizohet. *U përhap fjala (lajmi) se... Përhapet përvoja e më të mirëve. Përhapet kultura në masa.*
5. Shpëfndahem e merrem me gjëra të tjera që nuk lidhen shumë me thelbin e një çështjëje; zgjatem për së tepërmi kur merrem me studimin, me shqyrtimin a me trajtimin e diçka je; nuk përqendrohem -në diçka, hapem. *U përhap në hollësira (në gjëra të panevoj-shme). Punon shumë, po përhapet tepër.*
6. *Pës. e* PËRHAP.
PËRHAPËS,~<I m. *sh.* ~>, ~IT. 1. Ai që bën të
njohur diçka për një rreth të gjerë njerëzish, ai që përhap diçka. *Përhapës i arsimit (i kulturës) në masa. Përhapësit e lavdishëm të gjuhës shqipe (të shkrimit shqip). Përhapësit e së resë përparimtare.*
*2.* Ai që flet shumë dhe ua thotë diçka shumë ve-tave, zakonisht me qëllim jo të mirë. *Përhapës fjalësh (lajmesh) të rreme. Dënuan përhapësin e thashethemeve (e shpifjeve).*
3. Mbartës i një sëmundjeje nga njëri tek tjetri. *Mushkonja është përhapëse e malarjes.*
PËRHAPËSE,~JA. *sh.* '-E, ~EI. *Fem. e* PËRHAPËS, ~I. *Përhapëset e së resë në fshat.*
PËRHAPJE,~iA . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRHAP, PËRHAPEM. *Përhapja e arsimit (e kulturës). Përhapja e njohurive shkencore. Përhapja vijëdrejtë e dritës. Përhapja e sëmundjes në kafshët.*
PËRHAPUR (i,e). *mb.* I. Që është përhapur në drejtime të ndryshme, që e gjen në vende të ndryshme, i zgjeruar, i shtrirë, i shpërndarë. *Popullsi shumë e përhapur. Fis i përhapur.*
2. Që ka një shtrirje të gjerë, që zë një sipërfaqe të madhe, që nuk është i mbledhur në një vend, i shpërndarë, i përndarë; *kund.* i mbledhur. *Fshat i përhapur.*
3. Që ka kaluar nga njëri tek tjetri dhe është përhapur në një shumicë njerëzish (për një sëmundje). *Sëmundje e përhapur.*
4. Që ka një shtrirje të gjerë; që gjen zbatim në shumë vende dhe në shumë drejtime; që është bërë i njohur kudo; i zakonshëm, i rëndomtë; *kund.* i kuflzuar. *Metodë e përhapur. Zakon i përhapur në shumë krahina.*
PËRHEDH *kal,* -^ODHA, ~-EDHUR. 1. E hedh diçka me tutje me force; e largoj nga vetja.
2. E lëkund me force, e trondit. *S'e përhodhi as tërmeti.*
PËRHEDHJE,~'A . *sh.* <~>E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRHEDH, PËRHIDHEM.
PËRHEDHUR (i,e) *mb.* 1. Që ka dale mbi sipërfaqe si një gungë, i kërcyer. *Me ballë të përhedhur. Me faqe të përhedhura. Me bark të madh e të përhedhur.*
2. Që ka marrë përpjetë me vrull, që është rriturshpejt e me fuqi, i hedhur. *Lastarë të përhedhur. Me trup të përhedhur* me trup të gjatë e të hijshëm.
3. *fig.* I shkathët dhe i lëvizshëm, që nuk rri dot në një vend; që nuk e përmban dot veten. *Djalë ipërhedhur. Vajzë me natyrë të përhedhur.*
PËRHEQi *jokal.,* ~OQA, ~EQUR. Jam në çastet e fimdit të jetës, jam në grahmat e vdekjes, jam duke dhënë shpirt.
PËRHËQH *kal,* ~>OQA, ~EQUR- Marr nëpër gojë dike, përgojoj, flas keq për dike.
PËRHERË *ndqjf.* Gjithnjë, gjithmonë, ngaherë; *kund.* kurrë; asnjëherë. *Si përherë. Përherë e me shumë. Vjen përherë.*
PËRHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që zgjat pa ndërprerje e që është i qëndrueshëm; që bëhet në mënyrë të vijueshme; *kund.* i përkohshëm. *Punë (detyrë) e përhershme. Kujdes i përhershëm.*
2. Që ruhet përherë, që nuk ndërron a nuk zhdu-ket. *Gjelbërim i përhershëm. Dhëmbë të përhershëm.*
3. Që ushtron një veprimtari gjatë gjithë kohës ose në mënyrë të vijueshme e pa ndërprerje; i rregullt. *Përfaqësues (i dërguar) i përhershëm. Komitet i për~ hershëm. Bashkëpunëtorë të përhershëm. Vshtri e përhershme* ushtri e rregullt që mbahet në këmbë edhe në kohë paqeje. *Komisione të përhershme (të Ku-vendit Popullor).*
4. Që punon pa ndërprerje, që mund të përdoret në çdo kohë. *Ekspozitë e përhershme. Lidhje telefo~ nike (telegrafike) e përhershme.*
• K a p i t a l i përhersh8m *ek.* kapital i pandryshueshëm. Shpendë të përhershëm *zool.* shpendë që qëndrojnë në një vend gjatë gjithë vitit; *kund.* shpendë shtegtarë.
PËRHENUR (i,e) *mb.* Që ka shumë teka e trille, që e ndërron mendjen ore e cast e nuk di as vetë se ç'dëshiron e se ç'kërkon; që nuk e përmban dot veten. *Njeri i përhënur.*
PËRHlDHEM *vetv.* 1. I jap trupit përpjetS me vrull, hidhetn lart zakonisht disa here, kërcej. *Hidhen e përhidhen nga gëzimi.*
*2. vet. veta III.* Hidhet shumë përpjetë, lëkundet shumë; kërcen lart e poshtë. *Përhidhet barka mbi dallgët. Makina hidhej e përhidhej nëpër gropa.*
3. *vet. veta III.* Lëviz sa andej këtej, tundet, va-lëvitet. *Përhidhen flamurët e lirisë. I përhidheshin gër-shetat.*
4. *vet. veta HI.* Merr me hov lart, ngrihet menjëherë përpjetë; azdiset (edhe *fig.).* *Përhidhet flaka drejt tavanit.*

*I ishte përhedhur shtati* ishte rritur shumë e me vrull. *Ishin përhedhur bimët.*
5. *Pës. e* PËRHEDH.
PËRHIHEM *vetv.* 1. Bëhem me hi; mbulohem me hi. 2. *Pës. e* PËRHIJ.
PËRHlHET *vetv., ~* (u), ~RË *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me del pa-rasysh përfytyrimi i diçkaje që e kam parë a që e kam jetuar, me fanitet, me shfaqet si hije; e shoh diçka si nëpër ëndërr. *përhihej fytyra e mësuesit. I përhihej si në vegim.*
PËRHIJ *kal,* ~VA, ~RË. 1. E bëj me hi dike a diçka; i hedh hi përsipër.
2. *fet.* I hedh hi mbi kokë dikujt (sipas paragjy-kimeve fetare këtë veprim e bënte prifti ditën e parë të kreshmëvet).
PËRHIJON *jokal,* ~OI, ~UAR. Shëmbëllen si hije, kalon si hije. *Përhijon natën.*
PËRHIMË (i), ~E (e) *mb.* 1. I përhitur. *Me flokë (me sy) të përhimë. Mjegull e përhime. Gizë e përhime. spec. Drita e përhime e mëngjesit.*
*2. si em.* ~E, ~JA (e). *folk.* Hirushe, e përhitura.
PËRHIMËT (i,e) *mb.* I përhimë. *Qiell i përhimët.*
PËRHIMNOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *lart.* I thur hitnne të fuqishme, e himnizoj shumë; i thur lavdi, e ngre shumë lart.
PËRHIRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *lart., vjet. 1.* Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve PËRHIROJ, PËR-H1ROHEM.
2. Përgëzim; urim. *Shprehu përhirimet e tif.*
PËRHIROHEM *lart., vjet. Pës. e* PËRHIROJ.
PËRHIROJ *kal,* ~OVA, ~UAR *lart., vjet.* Për-gëzoj; uroj. *E përhiruan me gjithë zemër.*
PËRHlRTË (I,e) *mb.* Që është në ngjyrë të hirit, i përhitur. *Re të përhirta. Qiell i përhirtë. Mjegull e përhirtë.*
PËRHlTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Bëhem me hi, përhihem.
2. *kryes. veta III.* Merr ngjyrën e hirit. *U përhitën gjethet e duhanit (e hardhisë).*
PËRHlTJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. *shih* VEGIM,~>I $_2$.
PËRHITUR (I,e) *mb.* 1. Që është bërë me hi (zakonisht për diçka që piqet në shpuzë a në furrë me dru ose që bëhet me hi pranë zjarrit). *Kulaç i përhitur. Mish i përhitur. Tavë e përhitur. Gurë të përhitur. Me duar të përhitura.*
2. Që ka ngjyrë si të hirit, i hirtë. *Me flokë të përhitur. Mace e përhitur. Kale i përhitur. Re të përhitura. Qiell i përhitur. Në agun e përhitur.*
3. *si em. ~~>,* ~A (e) *. folk.* Hirushe.
PËRHOSH *kal,* ~^A, *^AJR bised.* Përkëdhel. ledhatoj; e marr dike më të mirë. *Nuk e përhosh çunin (gocën).*
PËRHUMBEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. I. Largohem shumë nga dikush sa mezi duk,em a nuk dukem fare; *sh.* pëmdahemi andej-këtej larg njëri-tjetrit sa nuk e shohim njëri-tjetrin e nuk dime se ç'bëhet. *U për-humbën bagëtitë në pyll (malit). Përhumbeshin nëpër kurbete për kafshatën e fëmijëve.*
2. *fig.* Tërhiqem e jepem aq shumë pas dikujt a pas diçkaje, saqë e humbas mendjen e nuk vë re se ç'bëhet rreth e rrotull; zhytem thellë në diçka dhe harroj çbëhet përreth; harrohem pas diçkaje. *Ish përhumbur pas leximit (pas muzikës). U përhumbën pas gjahut. Ishte përhumbur në mendime.*
3. *fig.* Humbas vetëdijen, nuk ndiej e nuk kuptoj ç'bëhet për rreth. *U përhumb në kllapi (në gjumë).*
PËRHUMBJE,~A . Gjendja sipas kuptimeve të foljes PËRHUMBEM. *Ndjenjë e përhumbjes.*
PËRHUMBUR (i,e) *mb. përf.* 1. Që është tërhequr e është dhënë aq shumë pas dikujt a pas diçkaje, saqë e ka humbur mendjen e nuk vë re se ç'bëhet rrethe rrotull; i zhytur thellë në diçka, i përqendruar shumë diku, i harruar. *I përhumbur në kujtimet e rinisë. Rrinte (vështronte) si i përhumbur.*
*2.* Që nuk e ka mendjen të përqendruar, i hutuar; që shpreh hutim a përhumbje. *Me sy të përhumbur. Shtirej si njeri i përhumbur.*
3. Që ka humbur vetëdijen, që nuk ndien e nuk kupton ç'bëhet përreth. *përhumbur në kllapi. Ishte i përhumbur, nuk i njohu shokët.*
4. Shumë i largët dhe i shkëputur nga qendrat me rëndësi ose qendrat e tjera të banimit; i humbur, i harruar; që jeton shumë larg të tjerëve e pa pasur lidhje me ta, që nuk dihet a është gjallë apo jo dhe në ç'gjendje ndodhet. *Në ca fshatra të përhumbura. Fshatarë të varfër, të përhumbur nëpër kurbete.*
PËRIMTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRIMTOJ, PËRIMTO-HEjT. *Përimtimi i shkaqeve.*
PËRIMTOHET *libr. Pës. e* PËRIMTOJ.
PËRIMTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* E shqyrtoj dhe e zbërthej diçka me shumë imtësi, hyj edhe në hollësitë më të vogla të diçkaje. *E përimtoi romanin (poemën).*
PËRJARG *kal.,* ~A, ~UR. E bëj me jargë, jargos. *E përjargu grykoren fëmija.*
PËRJARGEM *vetv* 1. Me kullojnë jargët, jargë-zohëm. *Përjarget foshnja.*
2. Bëhem me jargë.
3. *keq., iron.* Puthem tepër me dike (sidomos për t'u treguar gjoja i dashur metë a për t'i shprehur ndjënja miqësie të rreme). *Mjaft u përjarget!*
4. *Pës. e* PËRJARG.
PËRJARGUR (i,e) *mb.* Që është bërë me jargë; i mbuluar me jargë; që kullon jargë. *Me buzë të për-jargura. Trupi i përjargur i kërmillit.*
PËRJASHTA. I. *ndajf.* 1. Në vendin a në hapësirën që nuk përfshihet brenda diçkaje; jo në shtëpi; jashtë shtëpisë; jashtë; *kund.* përbrenda. *Dal (rri) përjashta. Nxjerr përjashta. Vështroi përjashta. Me dhëmbët përjashta. I dalin këmbët përjashta.*
2. *përd. pasth.* Largohu! Dil jashtë! *Përjashta, të thashë!*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore që shënon vendin ku ndodhet a kryhet diçka, jashtë; *kund.* përbrenda. *Përjashta oborrit të shkollës.*
PËRJASHTËM (i), ~ME (e) *mb. përf.* 1. Që ndodhet përjashta diçkaje ose jashtë shtëpisë, i jashtëm; *kund. i* brendshëm. *Faqja e përjashtme. Muret e për-jashtme.*
2. Që nuk ka të bëjë me përmbajtjen a thelbin e diçkaje, i jashtëm. *Pamja (trajta) e përjashtme. Ndryshime të përjashtme. Arsye të përjashtme.*
PËRJASHTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRJASHTOJ, PËR-JASHTOHEM. *Përjashtim nga shkolla (nga konvikti). Përjashtim nga partia (nga radhët e organizatës). Përjashtimi i lojtarit nga loja.*
*2.* Diçka që del jashtë rregullit të përgjithshëm, shm4ngia e diçkaje nga rregulli i zakonshëm a nga norma e

vendosur. *Rregullat dhe përjashtimet. Përjashtimi forcon rregullën. fj. u. libr.*
•*k* Me përjashtim të... përveç..., pa përfshirë..., duke përjashtuar... Pa përjashtim që të gjithë, të të-rë. Bën përjashtim është rast i rrallë e i vetëm.
PËRJASHTOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Nuk mund të jetë, nuk pranohet, nuk merret parasysh, nuk llo-garitet.
2. *vet. veta HI.* Nuk hyn në rregullin e përgjithshëm, është rast i vetëm, bën përjashtim. *Ai këtu përjashtohet. Përjashtohen disa emra (folje).*
3. *Pës. e* PËRJASHTOJ,, 2, *4.*
PËRJASHTOJ *kal.,* ~'OVA, ~t)AR. 1. E largoj dike nga puna, nga një ndërmarrje a institucion, nga shkolla etj., e dëboj; e nxjerr dike jashtë një or-ganizate, një shoqërie etj., ia heq anëtarësinë. *për-jashtonin nga shkolla. E përjashtuan nga partia. E kishin përjashtuar nga organizata e rinisë (e frontit). E për-jashtoi gjyqtari nga loja.*
2. E lë dike jashtë një pune a një veprimtarie për arsye të ndryshme, e liroj nga një punë a nga një de-tyrim; nuk e përfshij dike ose diçka në një grup ose në një kategori të caktuar; lë mënjanë. *E përjashtoi nga stërvitja. Nuk e përjashtojnë nga shërbimi ushtarak. Nuk i përjashtojnë nga taksat (nga detyrimet). Po të përjashtojmë qytetet e vjetra...*
3. *Vet. veta HI.* E bën të paqenë diçka, nuk e pranon, e heq. *Përjashton mundësinë e... (per)... Nuk e përjashton përgjegjësinë personate.*
PËRJASHTUAR (i,e) *mb.* 1. Që është nxjerrë jashtë nga një organizatë, nga një shoqëri, nga një shkollë etj.; që s'është me anëtar i një organizatë. *Nxënësit e përjashtuar. Është i përjashtuar (nga shkolla, nga partia).*
*2.* Që është liruar nga një detyrë a detyrim, nga. një punë etj. për arsye të ndryshme. *Është i përjashtuar (nga stërvitja, për arsye shëndetësore).*
PËRJAVSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ndodh a që bëhet çdo javë, që përsëritet javë për javë; që bëhet një here në javë; që del një here në javë; javor. *Ta-kime të përjaVshme. Revistë e përjavshme. Pushimi i përjavshëm.*
PËRJAVSHME,~JA (e) . *sh.* ~E, ~ET (te). Revistë a gazetë që del një here në javë. *E përjavshme politike (letrare, shoqërore).*
PËRJETË *ndajf.* 1. Sa zgjat jeta e njeriut; gjatë gjithë jetës, për gjithë jetën. *U ndanë përjetë. I mbeti besnik përjetë. I është mirënjohës përjetë. E dëbuan (e larguan) përjetë.*
2. Pa marrë fund asnjëherë; për shekuj me radhë, brez pas brezi, përgjithmonë, sa të jetë jeta. *Do të kujtohen (do të nderohen) përjetë.*
PËRJETËSI,~A . 1. Të qenët i përjetshëm, zgjat-ja pa fillim dhe pa mbarim në kohë. *Përjetësia e ma-teries (e lëvizjes).*
*2.* Të qenët jashtë kohës, i pavarur nga koha (për zotin e shpirtin); jeta e pafundme pas vdekjes, am-shim (sipas filozofisë idealiste dhe paragjykimeve fetare).
*it* Në përjetësi për tërë jetën e jetës, përgjithnjë.
PËRJETËSIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRJETËSOJ, PËRJETËSO-HET. *Përjetësimi i kujtimit të dëshmorëve.*PËRJETËSISHT *ndajf.* Në mënyrë të përjetshme, përjetë, në përjetësi. *Rrjedh përjetësisht. Do të rrojnë përjetësisht.*
PËRJETËSOHET *vetv.* 1. Bëhet i tillë që të rrojë në shekuj e të mos harrohet kurrë, bëhct i përjet-shëm. *Është përjetësuar vepra e popullit. Me heroizmin e tyre u përjetësuan.*
2. *Pës. e* PËRJETËSOJ.
PËRJETËSOJ *kal.,* ~OVA, ~tAR. I. Bëj që
të ruhet përgjithnjë një gjendje a diçka tjetër. *Donin të përjetësoniti sundimin (pushtimin, sistemin kapita-list, shfrytëzimin e masave).*
*2.* E bëj që të kujtohet brez pas brezi, e bëj të rfojë në shekuj e të mos harrohet kurrë. *Përjetësojmë kuj-timin e luftëtarëve për liri. Përjetësojmë ngjarjet his-torike (dëshmorët, njerëzit e shquar) me përmendore (me pllaka përkujtimore, me buste).*
PËRJETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes PËRJETOJ. *Përje-timi i çasteve të pahwruara.*
2. Gjendje shpirtërore, e cila krijohet nga ndjenja e mbresa të fuqishme që lënë te njeriu ngjarje e rre-thana të ndryshme të jetës, gjendja shpirtërore kur njeriu i jeton me tërë qenien e tij këto ngjarje a disa caste të rëndësishme në jetë. *Përjetime të paharrueshme (tëfëmijërisë).*
3. Përvojë e jetës. *Përjetim i hidhur. Njeri me për-jetim.*
PËRJETOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E jetoj një kohë të mbushur me ngjarje të caktuara; kam mbresa të fuqishme nga një ngjarje a nga një kohë, e jetoj atë me tërë qenien time. *Përjetuan caste të paharrueshme.*
PËRJETSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. *filoz.* Që nuk ka as fillim as mbarim në kohë; *kund.* i përkohshëm. *Lëvizjd e përjetshme e materies. Natyra (bota) është e përjetshme.*
2. Që nuk varet nga koha; që nuk u nënshtrohet ndryshimeve të kohës dhe s'ka mbarim, i amshuar (sipas filozofisë idealiste dhe paragjykimeve fetare). *mashtronin njerëzit duke u premtuar lumturinë e përjetshme (përtej varrit).*
3. Që kujtohet brez pas brezi e për shekuj me radhë; që ruhet përgjithmonë si diçka shumë e çmueshme dhe e shenjtë, që ruhet për jetë të jetëvet. *Monument i përjetshëm. Kujtimi i përjetshëm i heronjte. Lavdi të përjetshme dëshmorëve!*
4. Që zgjat sa gjithë jeta e njeriut. *Dëbim (internim) i përjetshëm. Burgim i përjetshëm.*
5. Që rron a ruhet përjetë, që nuk shkrin, nuk pri-shet etj. *Akuj të përjetshëm. Dëborë e përjetshme.*
6. Që bëhet vazhdimisht e pa ndërprerje, që s'pu-shon kurrë. *Me ankime (me lutje) të përjetshme.*
• Gjurai i përjetshëm (i madh) *euf. shih te* GJUMË, ~I.
PËRJETSHMËRI,~A . Përjetësi.
PËRKARSHI *Bised.* I. *ndajf.* Përballë, përkundrejt, karshi. *Shtëpia (rruga) përkarshi.*
II. *parafj.* Përballë, përkundrejt dikujt a diçkaje. *Përkarshi fshatit. U ul përkarshi derës.*
PËRKAS *kal.,* ~ITA, ~ITUR. 1. E prek dike a diçka lehtë me dorë ose me gisht, prek. *Përkas me dorë (me gisht). I përkiti ballin e nxehtë.*
2. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrtt vetor në r. dhanore).* E kam prone, me takon, është imja; bën pjesë në një tërësi, është pjesë e pandarë c diçkaje. *Tokat i përkisnin Arianitit. Krahinë që ipër-kiste Ilirisë.*
3. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Bëj pjesë në një klasë a në një grup sho-qëror ose në një organizatë, hyj, jam i... *përkiste fisit të... I përkiste klasës feudale. I përkiste një shtrese të ulët. I përkas Partisë sime.*

4. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Lidhet a ka të bëjë drejt-përdrejt me dike ose me diçka, është e drejta e dikujt, i takon, është për të. *Arti i përket popullit. Roli udhë-heqës i përket klasës punëtore. Fitorja i përket so-cializmit. Udhëheqës që i përkasin gjithë proletariatit botëror (gjithë botës).*
*5. vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Kam të drejtën a radhën të bëj diçka, të marr pjesë diku etj., me takon, me bie. *Nuk me përket mua të shkoj. Nuk i përkiste të fliste i pari. Ishte veshur siç i përkiste. Mbante qëndrimin që i përkiste.*
6. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Është vepër e dikujt, është bërë a është punuar nga dikush; është krijuar a është punuar në një periudhë kohe të caktuar. *Pikturë që i përket Onufrit. Vepra arkitekture që i përkasin she-kullit të tetëmbëdhjetë.*
•*k për* sa i përket... *libr.* në lidhje me..., për...
PËRKATËS,~-E *mb.* 1. Që përputhet me gjendjen c dikujt a të diçkaje, me punën që kryen dikush, me vendin a përgjegjësinë që mban etj.; që i duhet për t'u rritur a për t'u zhvilluar, i duhur, i nevojshëm. *Më-sues me arsimin përkatës. E ka vjetërsinë përkatëse në punë. I mungojnë kushtet përkatëse për t'u zhvilluar.*
*2.* Që është i tij, që i takon, që i përket secilit. *Zunë vendet përkatëse. Morën dëshmitë përkatëse. U shpër-ndanë në sektorët përkatës.*
3. Që ka të bëjë a që lidhet me diçka; që është përbërës i një tërësie; që përputhet me diçka si vlerë, që është barasvlerës me të. *Pjesët përkatëse. Mori vendimet përkatëse. U morën masat përkatëse. Pagoi shumë n përkatëse.*
PËRKATËSI,~A . 1. Të qenët pjesë përbërëse e diçkaje; të qenët si anëtar ose si pjesëtar i një klase a grupi shoqëror ose i një kategorie, i një organizatë etj. *Përkatësia kombëtare (etnike). Përkatësia sho-qërore (klasore).*
2. E drejta dhe detyra për të bërë diçka, për të zgji-dhur një çështje etj. *Sipas përkatësisë.*
PËRKATËSISHT *ndajf. libr.* Në gjendjen kur se-cili lidhet me atë që i pëtket. *Bujqesia dhe blegtoria do të rriten përkatësisht* 16 *dhe* 8 për *qind në krahasim me vitin e kaluar.*
PËRKAVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Velenxë; shtrojë prej leshi dhensh a dhish. *Përkavë me thekë. Mbulohen me përkavë.*
*2.* Mbulesë që i hidhet kalit mbi kurriz ose mbi yithe për të mos e vrarë samari a shala dhe për t'i pirë djersët.
PËRKEQ *kal.,* ~A, ~UR. E shëmtoj dike a diçka. *E kishin përkequr vuajtjet.*PËRKEQEM *vetv.* 1. Shëmtohem.
2. *Pës. e* PËRKEQ. *Ishte përkequr në fytyrë.*
PËRKËDHEL *kal.,* ~A, ~-UR. 1. E fërkoj dike le;htë me dorë, i lëmoj një pjesë të trupit për t'i shpre-hiir ndjenja dashurie a dashamirësie, e ledhatoj. *përkëdheli kokën (fiokët, faqet, duart).*
12. *vet. veta III fig.* Prek a çik lehtë diçka, lemon. *Valët përkëdhelin bregun. Era i përkëdhelte fytyrën-*
13. *fig.* I them dikujt fjalë të ëmbla, i shpreh me më-nyra të ndryshme dashurinë a dashamirësinë. *Përkë-dhel fëmijën.*
4. *fig. keq.* E marr dike më të mirë, duke i plotësuar edhe tekat e tiillet, duke mos e qortuar për gabimet që bën etj. *E kanë përkëdhelur (tepër). Nuk e ka për-këdhelur jeta.*
5. *fig.* Shpresoj me një kenaqësi të brendshme që të me plotësohet një dëshirë a qëllim. *Përkëdhelte një dëshirë (një ëndërr) të fshehtë.*
PËRKËDHELEM *vetv.* 1. I sillem dikujt rreth e rrotull duke iu fërkuar, për t'i shprehur ndjenja dashurie a dashamirësie; *vet. veta III* i fërkohet dikujt me trup pas këmbëve etj. (për qenin e për kafshë të tjera shtëpiake). *Përkëdhelet fëmija. I përkëdhelej të zotit. I përkëdhelej nëpër këmbë. I përkëdhelej Vet pas supit. Mos u përkëdhel ashtu!*
*2. Pës. e* PËRKËDHEL.
PËRKËDHELËS,~E *mb.* 1. Që përkëdhel, që bën përkëdheljen, që ledhaton, ledhatues. *Dora përkëdhelëse e nënës.*
*2. fig.* Që shpreh dashuri a dashamirësi; që shpreh ëmbëlsi e butësi; i këndshëm, i pëlqyeshëm; ledhatues. *Shikim (vështrim) përkëdhelës. Sy përkëdhelës. Fjalë të ngrohta e përkëdhelëse.*
3. *fig.* Tepër i butë e zemërgjerë. *Kritikë përkëdhelëse.*
4. *gjuh.* Që ka një ngjyrim zbutës e mirëdashës; që me trajtën e vet shpreh përkëdhelje a zbunim. *Me ngjyrim përkëdhelës e zvogëlues. Emër përkëdhelës. Fjalë përkëdhelëse. Prapashtesë përkëdhelëse.*
PËRKËDHELI, ~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Shprehje e dashurisë ose e dashamirësisë ndaj dikujt, duke e fër-kjiar lehtë me dorë, duke i thënë fjalë të ëmbla e duke i buzëqeshur, duke e trajtuar me mënyra të buta etj.; dhele. *Përkëdhelitë e nënës (e prindërve). I foli (ë pa) me përkëdheli. I rritur me përkëdheli.*
*2. keq.* Qëndrim tepër i butë ndaj dikujt, duke i plotësuar edhe tekat e trillet, butësi e tepruar; Ilastim. *E prishën përkëdhelitë.*
PËRKËDHELJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve PËRKËDHEL, PËRKËDHELEM. *Përkëdhelja e fëmijës.*
*2.* Përkëdheli, dhele; Ilastim. *rritur pa përkëdhelje të tepërta.*
PËRKËDHELUR (i,e) *mb.* 1. Që e duan me shumë prindërit, që përkëdhelet me shumë, të cilit i bëhen lëshime me shumë se fëmijëve të tjerë. *E kishin djalë të përkëdhelur.*
2. *keq.* Që është edukuar keq, duke ia plotësuar tekat e trillet, që është përkëdhelur tepër, i llastuar. *Fëmijë i përkëdhelur.*
PËRKËMB *kal.,* ~A, ~UR. 1. E ndihmoj dike që të rritet, të hedhë shtat e të fillojë të ecë me këmbët
e veta; rrit (në moshën e fëmijërisë). *E përkëmbi e ëma. E përkëmbi dhe e mësoi.*
2. *fig.* E ndihmoj dike të marrë veten pas një sëmundjeje ose të dale nga një gjendje e vështirë eko-nomike etj., mëkëmb, rimëkëmb.
PËRKËMBEM *vetv.* 1. Rritem, hedh shtat dhe filloj të eci vetë; bëhem i zoti i vetes, i aftë për punë etj. *S'është përkëmbur ende. Sapo është përkëmbur djali.*
2. *fig.* E marr veten përsëri, përmirësohem pas një sëmundjeje ose dal nga një gjendje e vështirë ekono-mike etj., mëkëmbem, rimëkëmbem. *U përkëmb pas etheve (pas plagosjes). I prishi lufta, po u përkëm-bën shpejt.*

PËRKËMBJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRKËMB, PËRKËMBEM. *Përkëmbja e të sëmurit. Përkëmbja e ekonomisë (e fshatit).*

PËRKËMBUR (i,e) *mb.* 1. Që është ngritur me këmbë e ka filluar të eci vetë; i rritur (për fëmijët). *ka fëmijët të përkëmbur.*

2. Që ka filluar të rritet e të hedhë shtat; që është ngritur me këmbë pas shiut, erës etj. *Grurë i përkëmbur. Bimë të përkëmbura (pas shiut).*

3. Që ka filluar ta marrë veten pas një sëmundjeje ose pas një gjendjeje të rëndë ekonomike etj.

PËRKËTEJ. I. *ndajf.* Në anën ku ndodhemi; në këtë drejtitn, nga kjo anë, në anën e këtejme; *kund.* andej; matanë. *Mali përkëtej. U hodh përkëtej.*

II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore që shënon vendin ku gjendemi (kryesisht kur ky ndo-dhet në anën e këtejme të një uji, të një mali, grope etj.); këtej; *kund.* andej; matanë. *Përkëtej lumit(Vjo-sës). Përkëtej detit. Përkëtej kufirit. Përkëtej luginës (humnerës).*

PËRKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRKOJ, PËR-KOHEM. *Përkim i rastit. Përkim i përkohshëm in-teresash.*

*2.* Marrëdhënie afrie, ngjashmëri ndërmjet ele-menteve përbërëse ose ndërmjet gjërave a dukurive të afërta; përputhje. *Përkime të pjesshme.*

3. *gjuh.* Përshtatje. *Përkimi i mbiemrit me emrin.*

PËRKITAZI *ndajf.* 1. Në përputhje me diçka, në lidhje me diçka. *Përkitazi me sa u tha. 2.* Përkatësisht.

PËRKITET. *Pës. e* PËRKAS. *S'përkitet me dorë.*

PËRKITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRKAS, PËRKITET.

PËRKOHËSI,~A . *libr.* Të qenët i përkohshëm, vetia e diçkaje që zgjat vetëm një kohë të caktuar, që nuk rron gjatë a nuk është e përhershme, përkoh-shmëri. *Përkohësia e bukurisë trupore.*

PËRKOHËSISHT *ndajf. për* një kohë jo të gjatë, për pak kohë, jo përgjithmonë; *kund.* përgjithmonë, përherë. *Ndërprenë përkohësisht punimet. Zuri vend përkohësisht. 3anon (punon) përkohësisht në... U tërhoqën përkohësisht.*

PËRKOHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që zgjat një kohë jo të gjatë, që është për pak kohë, që nuk vijon gjithmonë; që kalon shpejt; *kund.* i përhershëm. *Banesë e përkohshme. Detyrë (punë) e përkohshme. Dukuri (shfaqje) e përkohshme. Gjendje e përkohshme.Vështirësi të përkohshme. Përmirësimi i përkohshëm i gjendjes. Qëndrim (largim) i përkohshëm. Paaftësi e përkohshme për punë. Nuk është një fushatë e përkohshme,*

2. Që është ngarkuar të kryejë detyra të caktuara për një periudhë kohe të kufizuar (për disa organe të zgjedhura ose të emëruara). *Qeveri e përkohshme. Komiteti Qendror i Përkohshëm.*

3. Që punon në periudha a në stinë të caktuara të vitit; që bëhet me ndërprerje. *Punëtorë të përkohshëm.*

PËRKOHSHME,~JA (e). *sh.* ~E, ~ET (të). Re-vistë ose botitn tjetër i ngjashëm që del rregullisht kohë pas kohe, në periudha të caktuara. *E përkohshme pedagogjike (letrare, artistike, shkencore, tek-nike, mjekësore).*

PËRKOHSHMËRI,~A . *libr.* Përkohësi.

PËRKOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Ka gjëra të njëjta a të përbashkëta me diçka tjetër, përputhet, pajtohet. *Kufij shtetërorë që nuk përkojnë me kufijtë gjuhësorë. Thëniet e tyre përkojnë. Datat e dokumenteve përkonin. Përkon më të vërtetën. Fjalët të përkojnë me veprat.*

2. *vet. veta III.* Ndodh në të njëjtën kohë me diçka tjetër, bie në po atë kohë, takon. *Përvjetori përkonte me ngjarje të rëndësishme politike.*

3. Kam tipare, cilësi të njëjta a të afërta me dike, ngjaj me të; pajtohem me dike në mendime etj.; shkoj. *Përkojmë në mendime. Përkonin mirë njëri me tjetrin.*

4. *vet. veta III mat.* Është e barabartë me një ma-dhësi tjetër; mbulon plotësisht një tjetër. *Madhësi që përkojnë.*

5. *vet. veta III gjuh.* Përshtatet. *Përkon në numër, gjini e rase me emrin më të cilin lidhet.*

PËRKOQ *kal.,* ~A, ~UR. Mbledh a zgjedh diçka kokërr për kokërr. *Përkoq ullinjtë (kumbullat).*

PËRKORE,~JA . 1. Masë a përmbajtje në të ngrënë e në të pirë, qokë. *Ka përkore. Ha me përkore.*

*2.* Kufizim në kënaqësitë trupore, heqje dorë nga këto kënaqësi; heqje dorë nga përdorimi i disa ush-qimeve dhe i pijeve alkoolike (sipas disa paragjykimeve fetare).

PËRKORË (i,e) *mb.* 1. Që ha e pi me masë, i për-mbajtur në të ngrënë e në të pirë. *Njeri i përkore.*

2. *fig.* I matur, i kufizuar në diçka, i përmbajtur; që e bën çdo gjë me masë. *përkore në fjalë.*

PËRKORMË (i,e) *mb.* I përkorë.

PËRKRAH *kal,* ~A, ~UR. 1. E ndihmoj dhe e mbroj dike në rrethana të ndryshme, i gjendem pranë kur ka nevojë a kur është në gjendje të vështirë, i bëhem krah; mbaj anën e dikujt, e mbështet, jam me të, i dal krah. *E përkrah shokun. Përkrahim luf-tërat çlirimtare. Përkrah më të gjitha fuqitë (në çdo rrethanë). E përkrahte me (pa) të drejtë.*

2. Mbështet një mendim, një veprim, një nismë të dikujt etj.; jam ithtar a pasues i dikujt. *Përkrah mendlmet (propozimet) e punëtorëve të përparuar. Përkrahin vijën e Partisë. Përkrah marksizëm-•leninizmin.*

PËRKRAH. I. *ndajf.* 1. Pranë dikujt a diçkaje, në krah, përbri; afër, pranë. *Shtëpia që kemi përkrah. Përkrah vraponte shoku i tij.*

*2. fig.* Në një vijë përpjekjesh a lufte me dike; pranë, afër, në krah. *Gjithnjë do të me kesh përkrah. Kemi përkrah popujt liridashës. I qëndron përkrah në çdo vështirësi.*

II. *parafj,* ?ërdoret me një emër në rasën rrjedhore që shënon: 1. Frymorin a sendin, afër të cilit gjendet, lëviz etj. dikush a diçka; përbri, pranë. *Përkrah sho-kut. Përkrah ndërtesës. Ecte përkrah tij.*

2. Njeriun a vendin, të cilin e ndihmojmë në rrethana të ndryshme. *Përkrah tyre u ndodh i madh e i vogël.*

PËRKRAHEM *vetv.* 1. *vet. veta III bised.* Kufi-zohet, ka afër, ka përbri. *Ara përkrahej nga një kopsht.*

*2. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* E ndihmoj, i gjendem pranë kur ka nevojë, e përkrah; mbaj anën e dikujt. *Prindërit i përkrahe-shin vajzës.*

3. *Pës. e* PËRKRAH.

PËRKRAHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që mbron e ndihmon dike në rrethana të ndryshme, i gjendet pranë kur ka nevojë a kur është në gjendje të vështirë, ai që i bëhet krah dikujt; ai që mban anën e dikujt, e mbështet, bëhet më të dhe i del krah. *Kishin shumë përkrahës.*

2. Ai që mbështet e përkrah mendimin, pikëpamjet, veprimet etj. të dikujt; ithtar, pasues; *kund.* kundër-shtar; kundërshtues. *Përkrahës i flaktë (i zjarrtë, i vendosur).*

*Përkrahësit e materializmit. Përkrahës i vendosur i një çështjeje të drejtë.*
PËRKRAHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRKRAH, PËRKRAHEM.
*Përkrahja e së resë përparimtare. Përkrahje e fuqishme (e gjithanshme). Përkrahje e vendosur (revolucionare). 2.* Ndihma e mbrojtja që i japim dikujt në rrethana të ndryshme, kur ka nevojë ose kur është në një gjendje të vështirë. *Përkrahje emadhe (e menjëhershme). Njeri pa përkrahje. Gjeti përkrahjen e të gjithëve. I. dha përkrahje. Nuk ishin pa përkrahje. Kishte përkrahje të shumta.*
PËRKRENARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *hist.* Mbu-lojë koke prej metali, si helmetë, me trajta të ndryshme, që përdorej nga luftëtarët në kohët e lashta dhe në mesjetë për t'u mbrojtur nga goditjet e armëve të armikut. *Përkrenare Hire (romake).*
PERKRENOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Mbledh krye me krye (fijet në avlëmend).
PËRKRESË,~A . dhe PËRKRES,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Jastëk. *Mbështeti kokën në përkresë.*
PËRKRYEJ *kal,* ~EVA, ~YER. 1. E bëj diçka gjithnjë më të mirë, duke synuar të mos ketë asnjë të metë, përsos. *E përkryej në çdo ditë mjeshtërinë.*
2. *përf.* Kryej plotësisht, shpie deri në fund një punë a diçka tjetër. *E përkreu veprën.*
PËRKRYER (i,e) *mb.* 1. Që është bërë pa asnjë të metë, i përsosur. *Vepër (punë, pikturë) e përkryer.*
*2.* Që s'ka asnjë të metë, shumë i mirë nga të gjitha anët. *Njeri i përkryer. Bukuri e përkryer.*
PËRKRYERJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve t" foljeve PËRKRYEJ, PËRKRYHET.
PËRKRYHET very. 1. Bëhet gjithnjë me i mirë deri sa arrin të mos ketë asnjë të metë, përsoset. *Krahas zhvillimit të shoqërisë përkryhet edhe gjuha.*2. *Pës. e* PËRKRYEJ.
PËRKTHEHEM *vetv.* 1. *përf.* Kthehem shpesh ne drejtime të ndryshme, rrotullohem, vërtitem. *Kthe-hej e përkthehej në shtrat nga dhembjet.*
2. *Pës. e* PËRKTHEJ. *Në gjuhën shqipe janë për-kthyer kryeveprat e letërsisë botërore. Është përkthyer mirë (keq).*
PËRKTHEJ *kal,* ~EVA, ~YER. 1. Kthej me shkrim a me gojë diçka nga një gjuhë në një gjuhë tjetër, duke e ruajtur tërësisht kuptimin e fjalëve e pë frazave, e shpreh me fjalët e një gjuhe tjetër atë që është shkruar ose që është thënë, duke i ruajtur plo-tësisht përmbajtjen. *Përkthej një roman (një vjershë). Përkthej nga anglishtja (nga frëngjishtja, ngarusishtja). Përkthej nga shqipja në italisht. Përkthen Hrisht. E përktheu fjalë për fjalë. Përkthej me gojë (me shkrim).*
2. E kthej diçka në anë të ndryshme për ta parë rrië mirë etj., e rrotulloj, e vërtit. *E ktheu dhe e përktheu nga çdo anë.*
PËRKTHESË,~A. *sh.* ~A, ~AT *let., muz.Re*-fren.
PËRKTHlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRKTHEJ, PËRKTHEHEM. *Përkthimi i veprave të klasikëve të marksizëm-leninizmit.*
2. Tekst a vepër që është përkthyer nga një gjuhë në një gjuhë tjetër, ajo që është përkthyer. *Përkthim bësnik (i lire). Përkthime të bukura (të bëra me mjesh-tëri). Përkthitnet e Nolit. Ka bërë shuttle përkthime. Merret me përkthime.*
3. *gjuh., vjet.* Lakim.
PËRKTHYER (i,e) i *mb.* Që është kthyer në një gjuhë nga një gjuhë tjetër. *Vepra të përkthyera.*
PËRKTHYER (i,e) n *mb.* Që është i kthyer në një anë, i harkuar. *Me kthetra të përkthyera.*
PËRKTHYES,~I *m. sh.* ~, —IT. Ai që kthen diçka me shkrim a me gojë nga një gjuhë në një tjetër; ai që merret me përkthime. *Përkthyes i aftë fi shquar). Përkthyes nga shqipja në gjuhë të huaj. Bi-seçluan me (pa) përkthyes.*
PËRKTHYESE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e*
PËRKTHYES,~I. *Përkthyese e zonja. Punon si per-kt)iyese.*
PËRKUFIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRKUFIZOJ, PËRKU-
FIZOHET. *Përkufizimi i materies i kohës, i hapësirës), 2.* Shpjegim që jep në mënyrë të përmbledhur ë shkencore përmbajtjen a kuptimin e diçkaje, tiparet thelbësore e anët më të rëndësishme të saj; tërësia e; fjalëve dhe e frazave që japin këtë përmbajtje. *Përkufizim i gjalë (i shkurtër, i përpiktë, i drejtë, i gabuar). Përkufizime shkencore. Përkufizimi i fjalës (i,foljes, i emrit, i fjalisë). Përkufizimi i punës (i mallit, i 'ylerës, i mbivlerës). Jap përkufizimin.*
PËRKUFIZOHET. *Pës. e* PËRKUFIZOJ. *Për-kufizohet shkurt (me pak fjalë).*
PËRKUFIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Jap në mënyrë të përmbledhur e shkencore përmbajtjen e diçkaje, duke vënë në dukje tiparet thelbësore e anët më të rëndësishme të saj, bëj përkufizimin e diçkaje; përcaktoj kuptimin e një fjale etj. *Përkufizuan atomin*
*(elektronin). Përkufizoj fjalën ftermin). E ka përku-fizuar shkurt (drejt, qartë).*
PËRKUFIZUAR (i,e) *mb.* Që është vënë ose që gjendet brenda caqesh a kufijsh të prerë. *Vijë e për-kufizuar.*
PËRKUJDESEM *vetv. përf.* 1. Ndihmoj dike që është me i vogël në moshë, që është i pafuqishëm a që ka nevojë për ndonjë shërbim, kujdesem vazh-dimisht për të. *Përkujdesem për fëmijët. Përkujdesej për të sëmurin (për të plagosurin). Përkujdesen për gjënë e gjallë.*
2. Tregoj vëmendje e përpiqem për dike a për diçka, shqetësohem e përpiqem për mbarëvajtjen e një pune a të diçkaje, tregoj kujdes të vijueshëm e të gjithanshëm që të shkojë mirë. *Përkujdesen për shën-detin e popullit. Përkujdesemi për përparimin e vendit.*
PËRKUJDESJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Ndihma që i japtm dikujt që është me i vogël në moshë, që është i pafuqishëm a që ka nevojë për ndonjë shërbim. *Përkujdesje e veçantë për të sëmurin.*
*2.* Vëmendja e shqetësimi që tregojmë dhe për-pjekjet që bëjmë për mbarëvajtjen e dikujt a të diçkaje, kujdes i vijueshëm e i gjithanshëm. *Përkujdesjet e nënës për foshnjën (për shëndetin e fëmijës). Për-kujdesja për cilësinë e prodhimit.*
PËRKUJTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zyrt.* 1. Pa-rashtresë e shkurtër më të dhëna, shënime e propo-zime, që i jepet zakonisht një eprori për t'i njoftuar gjendjen e punëve në një fushë të caktuar e për t'i kujtuar çështjet që duhen zgjidhur. *Përkujtesë e shkurtër. Përkujtesë për tekstet shkollore. I dha një përkujtesë.*
*2.* Dokument që paraqitet në emër të dikujt për të kërkuar disa të drejta a zgjidhjen e ndonjë çësht-jeje, promemorje. *Përkujtesë në emër të popullit*
*shqiptar.*

PËRKUJTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRKUJTOJ, PËRKUJ-TOHEM. *Përkujtimi i dëshmorëve (i një date të shë-nuar, i një ngjarjeje me rëndësi historike).*
2. Veprimtaria politike, shoqërore, kulturore e artistike, si edhe ceremonitë që zhvillohen zakonisht në çdo pervjetor të një ngjarjeje të shënuar historike ose për të nderuar kujtimin e ndonjë njeriu të shquar, të një dëshmori etj. *Përkujtim i rëndësishëm. Morën pjesë në përkujtimin e* 4 *Shkurtit.*
PËRKUJTIMOR,~E *mb.* Që bëhet për të mbajtur gjithnjë të gjallë e për të nderuar kujtimin e një ngjarjeje me rëndësi historike ose të një njeriu të shquar, të një dëshmori etj.; që përkujton dike a diçka. *Pllakë përkujtimore. Mbrëmje (mbledhje) për-kujtimore. Është caktuar si date përkujtimore.*
PËRKUJTIMORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Laj-mërim i ngjitur në vende të caktuara, më të cilin të afër-mit e një të vdekuri ftojnë botërisht miqtë e dasha-mirët e tyre që të bëjnë vizita a të mblidhen në fa-miljen e të ndjerit për të nderuar kujtimin e tij me rastin e një përvjetori të vdekjes.
2. *fet., vjet.* Përshpirtje për një të vdekur.
PËRKUJTOHEM. *Pës. e* PËRKUJTOJ. *Dësh-*
*morët do të përkujtohen në shekuj.*
PËRKUJTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Zhvilloj ve-primtari të ndryshme politike, shoqërore, kulturore dhe artistike për të mbajtur të gjallë e për të nderuar kujtimin e një ngjarjeje të rëndësishme historike, të njerëzve të shquar, të dëshmorëve etj. *Përkujtuam 500-vjetorin e vdekjcs së Skënderbeut. Përkujtuan me nderim at a që dhanë jetën për çlirimin e Atdheut.*
PËRKUL *kal.,* ~A, ~UR. 1. I jap trajtën e një harku diçkaje të drejtë, e bëj si hark, e lakoj; ep. *Përkul një shufër (një thupër). Mos e përkul pemën!*
2. E kthej a e lakoj sa të formojë një hark ose një kënd, përthyej. *Përkul krahun (gjunjët). Përkul Irupin (mesin, belin).*
3. E ul poshtë diçka, e lëshoj në drejtimin nga toka, var. *Përkul kokën. Përkul flamurin në shenji nderimi për dëshmorët.*
4. *fig.* E bëj që të mposhtet, të me bëjë lëshime a t'i nënshtrohet vullnetit tim, e gjunjëzoj, e thyej. *Nuk e përkulën dot popullin tone. S'e përkulin vështi-rësitë.*
•*k* Nuk e përkul (auk e kërrus, nuk e ul) kurrizin (shpiaën) edhe *poh. shih* te KËRRUS. Përkule (ule) mesin! *shih te* MES,~I.
PËRKULEM *vetv.* 1. *vet. veta III. Men* trajtën e një harku, bëhet si hark, lakohet; epet (për diçka që është e drejtë). *Përkulet shelgu (dega, thupra, shufra, teli). Përkulet trupi nga mosha (nga vitet).*
*2.* Lakoj trupin, përthyej trupin. *Përkulem për-para (prapa, anash). Përkulem thellë. U përkul dhe e ngriti nga toka.*
3. *vet. veta III.* Ulet poshtë, lëshohet në drejtim të tokës, varet. *Iu përkul koka.*
*4. fig.* Shpreh nderim të posaçëm për dike a për diçka, e nderoj thellë. *Përkulemi para kujtimit të dëshmorëve.*
5. *fig.* Mposhtem e i nënshtrohem vullnetit të dikujt, nuk i qëndroj dot me dikujt a diçkaje e nis të bëj lëshime, gjunjëzohem, thyhem. *Nuk përkulemi para vështirësive. Nuk u përkulën para dhunës (para kërcënimeve). Nuk u përkul nga dhembja. U përkul para lotëve (para lutjeve) të saj.*
6. *Pis. e* PËRKUL.
PËRKULËS,~E *mb.* Që i jep diçkaje trajtën e një harku; që e bën diçka të lakohet si hark a të thyhet, duke formuar një kënd. *Force përkulëse. Muskul përkulës.*
PËRKULËT (i,e) *mb.* 1. I kthyer si hark, i lakuar, i përkulur. *Vijë e përkulet. Me vetulla të përkulëta.*
2. Që kthehet me lehtësi nga çdo anë; i përkulshëm; i epshëm. *Trup i përkulet.*
PËRKULJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRKUL, PËRKULEM. *Përkulja e trupit. Përkulja e gjunjëve. Përkulja e degëve (e trarëve). Përkulja para vështirësive.*
PËRKULSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të lakohet pa u thyer e pa u këputur, që mund të përkulet; i epshëm. *Tel i përkulshëm. Degë e përkulshme.*
2. Që mund të kthehet lehtë nga çdo anë, që mund të rrotullohet e të lakohet me lehtësi e shkathtësi. *Me trup të përkulshëm.*
3. *fig-* Që mposhtet lehtë e i nënshtrohet vullnetit të dikujt, që nuk mund t'i qëndrojë dot dikujt a diçkaje e bën lëshime, që gjunjëzohet a thyhet shpejt;
i paqëndrueshëm; i lëkundshëm. *Njeri i përkulshëm. Me karakter të përkulshëm.*
PËRKULSHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i përkul-shëm, vetia e diçkaje a e dikujt që përkulet. *Përkul-shmëria e bakrit (e materialit).*
PËRKULUR (i,e) *mb.* 1. Që është i lakuar ose që ka pjesë të kthyera në trajtë harku, i kthyer, i lakuar. *Orendi të përkulura.*
2. Që e ka ulur kokën e kurrizin, i kërrusur. *Ecte i përkulur.*
PËRKULUR *ndajf.* Me trup të kërrusur; *kund.* drejt. *Rrinte përkulur.*
PËRKUND *kal.,* ~A, ~UR- 1. Tund lehtë fosh-njën, zakonisht në djep a në një shtrat të posaçëm, për ta vënë në gjumë. *Përkund fëmijën. Përkund në djep (ndër duar).*
*2.* Tund lehtë, lëkund. *Valët përkundin lundrën. Era përkund majat e pemëve.*
PËRKUNDEM *vetv.* 1. Lëkundem lehtë, tundem sa andej këtej, kolovitem.
2. *fig.* Me pëlqen të rroj me shpresa, me ëndërrime etj., gënjej veten me diçka që me pëlqen. *Përkundej në ëndërrime të kota.*
3. *Pës. e* PËRKUND.
PËRKUNDËR. I. *pj.* Përkundrazi. II. *parafj.* Kundër, përballë, kundrejt. *Përkundër asaj rryme. Përkundër pushtuesit të egër.*
PËRKUNDËRT (i,e) *mb.* 1. Që ndodhet me fytyrë në drejtim të dikujt a të diçkaje, i vendosur ballë për ballë me dike a me diçka; që është në anën e kun-dërt të diçkaje. *'Ana e përkundërt. Faqet e përkundërta të figures (të kubit). Bregu i përkundërt i lumit (i li-qenit).*
*2.* Që nuk pajtohet fare me dike a me diçka tjetër, i kundërt. *Qëndrim i përkundërt. Interesa të përkundërta. Mendime të përkundërta.*
PËRKUNDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRKUND, PËRKUNDEM.
*Përkundja e fëmijës në djep.*
PËRKUNDRA *ndajf.* Përkundrazi.
PËRKUNDRAZI *pj.* Krejt ndryshe nga sa mund të mendohet a nga a jo që është thënë me pare; jo (përdoret

zakonisht në fillim të një fjalie a si fjalë a ndërmjetme për të kundërshtuar a për të mohuar atë që është thënë me pare). □ — *Mos ishte diçka e papritur? — Përkundrazi, këtë e kishim marrë vesh me kohë.* Q *Nuk u tërhoqën, përkundrazi, nisën sulmin.*
PËRKUNDREJT. I. *ndajf.* Në vendin përpara dikujt a diçkaje; me fytyrë në drejtim të dikujt a diçkaje; përballë; ballë për ballë. *Në bregun përkundrejt. Mali që ndodhet përkundrejt.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore për të treguar se dikush a diçka gjendet a lëviz përballë një frymori a sendi (me kuptimin “në drejtim të... “, “me fytyrë nga... “). *Përkundrejt shtëpisë sime. U ul përkundrejt shokut.*
PËRKUQUR (i,e) *mb.* I përskuqur. *Me sy të për-kuqur. Me fytyrë të përkuqur.*
PËRLAHEM *vetv.* 1. Kapem me dike për t'u mun-dur, mbërthehem. *U përlanë për beli.*2. Zihem me dike, përleshem, kacafytem. *U përlanë fytafyt.*
3. *Pës. e* PËRLAJ.
PËRLAJ *kal,* ~VA, ~RË *bised.* 1. E kap dike shpejt, duke e pushtuar e shtrenguar mirë, e përfshij, e mbërthej. *E përlau për zverku (për belt). E përlau më të dy krahët.*
2. E marr me vete diçka, duke e rrëmbyer dhe duke e hfequr me force e me shpejtësi nga një vend, e fshij. *E përlau shiu dheun. I përlau era gjethet. E përlanë dallgët.*
3. *fig.* Zhduk, fshij nga faqja e dheut, zhbij, shfa-ros. *përlau revolucioni. Përlanë armiq e tradhtarë. Përlanë çdo gjë të mykur (të kalbur). I përlau kolera (murtaja). E përlaftë mortja! mallk.*
4. Rrëmbej diçka me shpejtësi dhe zakonisht me dhunë a fshehurazi, vjedh; grabit. *la përlanë të gjitha. la përlau nga dora (nga xhepi).*
5. Ha a gëlltit diçka menjëherë; e fshij diçka të tërë e shpejt e shpejt, s'lë gjë fare. *E përlau pjatën. Përlau nje pule të tërë. E përlau ujku delen. Ai me përlan edhe mua. thjeshtligj., iron,* ai ha shumë.
*6. fig.* Pushtoj me force vende a krahina të huaja. *Përlanë toka (krahina) të tëra.*
PËRLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* I vogli i gomarit, kërriç, pulisht.
PËRLARJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRLAJ, PËRLAHEM. *Përlarja e tokës nga uji.*
PËRLESHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Zihem fytafyt me dike, kapem e ndeshem keq me dike, për-fytem, kacafytem. *U përleshën keq. U përleshën ka-laniajtë.*
*2.* Hyj në luftë me dike, bëj luftë të hapur e të ven-dosur, luftoj për jetë a për vdekje me një armik; përfytem, kacafytem. *U përleshën ashpër (trup me trup). U përleshem me armë. U përleshën me forca të mëdha të armikut.*
3. *fig.* Luftoj me vendosmëri e me guxim për të mposhtur një pengesë a vështirësi, për të shpartalluar një ideologji të huaj etj. *Përleshem me guxim me vështirësitë (me thatësirën, me kushtet e këqija atmos-ferike). Përlesheshin me kënetën. Përleshemi me re-vizionizmin (me ideologjinë borgjeze).*
PËRLESHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes PËRLESHEM. *Përleshja ?ne\ armikun.*
2. edhe *fig.* Zënie e ashpër, grindje, kacafytje; luftë e ashpër për jetë a për vdekje me dike; luftë e hapur dhe e vendosur kundër dikujt a diçkaje. *Për-leshje e egër (e ashpër) klasore. U gjakos në një për-leshje.*
PËRLËFYTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Përleshem, kacafytem. *U përlëfyt qeni me ujkun.*
PËRLËKUREM *vetv.,* ~A (u), ~UR. I lutem për së tepërmi dikujt për diçka, duke e marrë më të mirë dhe duke i bërë gjithfarë lajkash, i përshpirtem, i lëpihem. *përlëkurej në mënyrë të neveritshme.*
PËRLËPlJ *kal,* ~VA, ~IIË. E gdhend mirë diçka dhe e bëj të lëmuar. *E përlëpiu bishtin e lopatës.*
PËRLËVDOHEM *vetv.* 1. Lëvdohem shumë para të tjerëve, mburrem shumë.
2. *Pës. e* PËRLËVDOJ.
PËRLËVDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I thur lëv-data të shumta dikujt a diçkaje; e lavdëroj tepër dike. *E përlëvdonin me këngë (me himne).*
PËRLIAST (i,e) *mb.* I vrarë lie, i lijosur.
PËRLlGJ *kal,* ~A, ~UR. 1. E nxjerr dike të pa-fajshëm a pa përgjegjësi për diçka, vërtetoj se dikush ka vepruar më të drejtë a i shtyrë nga ndonjë shkak i pranueshëm; e arsyetoj, e justifikoj. *Askush s'mund ta përligjë ate njeri.*
*2.* Bëj përpjekje për ta paraqitur diçka të keqe si të mirë, të drejtë e të arsyeshme, e mbroj diçka, e quaj të drejtë. *Përligj gabimin (të metat). Përligjin agresionin (luftërat grabitqar.e). Përligjnin skllavë-rinë e gruas.*
*3.* Provoj se jam i denjë për diçka ose se e meritoj plotësisht diçka, i përgjigjem mirë një detyre që me kanë ngarkuar. *E përligji plotësisht besimin e popullit. E përligj përgjegjësinë që i kanë dhënë.*
*4. vet. veta HI.* Është në përputhje a në pajtim me diçka, del në mënyrë të ligjshme prej saj, i përgjigjet diçkaje. *Brendia nuk e përligjte titullin e veprës.*
*5. vjet.* Shpërblej, shpaguaj; marr hakun për diçka. *Përligjnin gjakun.*
PËRLIGJEM *vetv.* 1. E nxjerr veten të pafajshëm dhe pa përgjegjësi për diçka; provoj se kam vepruar më të drejtë a i shtyrë nga shkaqe të pranueshme; arsyetohem, justifikohem. *U përligjën para mësuesit. Përligjej me (pa) të drejtë.*
2. *vet. veta III.* Është në përputhje a në pajtim me diçka, del në mënyrë të ligjshme prej saj, i përgjigjet diçkaje. *Titulli përligjet plotësisht.*
3. *Pës. e* PËRLIGJ 1,2,4.
PËRLIGJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Përligjje.
2. Detyrë.
3. Shpërblim, shpagim.
PËRLIGJËS,~E *mb.* Që përligj dike a diçka. *Shkak (dokument) përligjës.*
PËRLIGJJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljsve PËRLIGJ, PËRLIGJEM.
*Përligjja e gabimeve (e fajtorëve).*
2. Prove a dëshmi që ylen për të nxjerrë dike si të pafajshëm a pa përgjegjësi ose për ta nxjerrë diçka si të drejtë e të pranueshme. *Shërben si përligjje.*
3. *let.* Përputhja e veprimeve të një personazhi me gjendjen a me prejardhjen e tij shoqërore, me nivelin e tij, me mjedisin ku jeton etj., motivim.
PËRLIGJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të vërtetohet se është bërë më të drejtë a për shkaqe të pranueshme, që mund të përligjes; i arsyetueshëm, i justifikueshëm. *Qëndrim i përligjshëm.*

PËRLlGJUR (i,e) *mb.* 1. Që është vërtetuar se është bërë më të drejtë a për shkaqe të pranueshme, që është përligjur; i arsyetuar, i justifikuar. *Veprime të përligjura.*
2. Që është bërë në pajtim me zhvillimin historik të diçkaje. *Ndryshim i përligjur (historikisht).*
3. I përligjshëm.
PËRLIND *jokal.* dhe *kal,* ~A, ~UR *libr., vjei.* Rilind. *Përlindi kombi.*PËRLINDJE,~A . *libr., vjet.* Rilindje. *Përlindja kombëtare. Përlindja e shqiptarëve.*
PËRL,fNË,~oA . *sh.* <->A, ~>AT. Dhe i shembur nga ujërat, nga shirat etj.; tokë që rrësbqet, shkarë-zimë.
PËRLOSHAN,~E *mb.* 1. Që qan për hiçgjë, qa-ramash.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PËRLOSHEM *vetv.,* —A (u), ~UR. I. Qaj pa
lot; bëj sikur qaj; qaj për hiçgjë.
2. *fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* I përlëkurem dikujt me shumë lutje, i lëvarem.
PËRLOT *kal,* ~-A, ~UR. la mbush sytë me lot dikujt, e bëj që të nxjerrë lot; e bëj të qajë. *Tymi ia përloti sytë. Tregimi i nënës na përloti.*
PËRLOTEM *vetv.* Me mbushen sytë me lot; filloj të qaj me lot. *U përlot nga mallëngjimi.*
PËRLOTUR (i,e) *mb.* I mbushur me lot (për sytë); që i ka sytë të mbushur me lot (për njeriun). *Me sy të përlotur. Njerëz të përlotur.*
PËRLUGËTOHEM *vetv.,* ~<OVA (u), ~CAR *keq.* Jepem shumë pas të ngrënit e të pirit; ha e pi jashtë mase, fry hem së ngrëni.
PËRLYEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. E bëj me lyre, e lyros. *E përleu me vaj. E përleu mbulesën.*
*2.* E bëj me njolla, e ndot gjithandej, e fëlliq diçka që ishte e paster. *E përlyen me baltë (me bojë shkrimi). Përleu dorën (këmbën) me gjak.*
3. E ndyj diçka me lëndë të dëmshme a helmuese; e mbush me mikrobe që shkaktojnë sëmundje, e ndot; e turbulloj. *E përleu ujin (mishin). Përleu mjedisin. E përleu me mikrobe.*
4. *fig.* Bëj që dikush të humbasë emrin e mirë, e nj olios dike, i vë njollë; e prish, e bëj që të humbasë pastërtinë morale. *përlyen emrin. Nuk e për-lyejmë flamurin e revolucionit. Nuk e përlyen dot ri-ninë shaiptare.*
PËRLYER (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me lyre, i ly-rosur. *Me duar të përlyera.*
2. Që është bërë me njolla, që është ndotur gjithandej, i fëlliqur. *Me rroba të përlyera.*
3. *fig.* Që ka marrë pjesë a është -përzier në një punë të ligë, në një krim etj., i njollosur në një punë të keqe a të ndyrë. *Njeri i përlyer. Ishte edhe vetë i për Iyer:*
PËRLYERJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRLYEJ, PËRLYHEM.
PËRLYHEM *vetv.* 1. Bshem me lyre, lyrosem. *U përlye me gjellë. Kosi është i mirë kur përlyhet lug a-*
2. Bëhem me njolla, ndotem gjithandej, ndyhem, fëlliqem. *U përlye me lëng pemësh (me bojë, me llucë). U përlye me gjak.*
3. Marr mikrobe nga një i sëmurë, nga plaçkat e tij etj.; marr një sëmundje ngjitëse, infektohem. *U përlye nga stërpikat (nga çarçafët) e të sëmurit*
4. *fig.* Marr pjesë a përzihem në një punë të ligë, në një krim etj.; njollosem në një punë të keqe a të ndyrë. *Ishte përlyer me pushtuesit. Nuk u përlye në ato punë.*
5. *Pës. e* PËRLYEJ.

PËRLLOÇ *ka!.,* ~A, ~OJR. Bëj me baltë, fëlliq me baltë, përbalt. *Përlloçi këpucët.*
PËRLLOÇEM *vetv.* Bëhem me baltë, fëlliqem me baltë, përbaltem. *U përlloçëri duke ecur.*
PËRLLOGARIT *(PËRLLOGARIS) kal.,* ~-A, ~UR *përf.* E llogarit mirë diçka. *Përllogarit kohën (fondet e nevojshme). Përllogarit ditët e punës për çdo ngastër bujqësore.*
PËRLLOGARITET. *Pës. e* PËRLLOGARIT.
PËRLLOGARITËS,~E *mb. përf.* Që e llogarit mirë diçka; që përmban llogaritje të ndryshme. *Tre-gues përllogaritës. Fletë përllogaritëse.*
PËRLLOGARITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *përf. 1.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRLLOGARIT, PËRLLOGARITET. *Përllogaritja e shpenzimeve.*
2. Tërësia e veprimeve, e vlerësimeve dhe e mat-jeve të nevojshme që bëhen më parë për të kryer mirë e pa humbje një punë ose për të arritur diçka. *Bënë përllogaritje të përpikta. Përllogaritjet u vërtetuan nga praktika.*
PËRLLOGARITUR (i,e) *mb.* Që është Uogaritur mirë, që është matur a është numëruar mirë. *Shpenzime të përllogaritura. Përmasa të përllogaritura.*
PËRMALL *kal.,* ~-A, ~UR. Përmalloj. PËRMILLEM *vetv.* Përmallohem.
PËRMALLIM,~I *m. sh.* ~-E, ~^ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRMALLOJ, PËRMALLOHEM.
2. Mall për dike a për diçka; mallëngjim. *E kuj-tojmë me përmallim.*
PËRMALLOHEM *vetv.* 1. Mallëngjehem. *U per-mallua kur u nda nga shokët.*
2. Me merr malli shumë për dike a për diçka, ma-llohem. *Përmallohet fëmija për t'ëmën. Përmallo-heshinpër vendlindjen.*
PËRMALLOJ *kal,* ~OVA, M3AR. Mallëngjej. *Fjalë që të përmallojnë.*
PËRMALLSHËM (i), -ME (e) *mb.* Që të ngjall ndjenja dashurie, dhembshurie, malli etj.; që të për-mallon; mallëngjyes. *Këngë e përmallshme. Tingujt e përmallshëm të fyellit. Zëri i përmallshëm i bilbilit. Ndarja e përmallshme nga të afërmit.*
PËRMALLSHËM *ndajf.* Në mënyrë të atillë që të prek në ndjenja, të ringjall dashurinë e mallin për dike a për diçka. *Këndonte përmallshëm. Shushurin përmallshëm kroi.*
PËRMALLUES,~E *mb.* Që të prek thellë në ze-mër, mallëngjyes. *Pamje përmalluese. Këngë përma-lluese.*
PËRMARRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka shumë turp, që ka cipë, që i skuqet fytyra, i turpshëm; *kund.* i pacipë; i pafytyrë. *Vajzë e përmarrshme.*
PËRMASË,~A. *kryes. sh.* ~^A, ~AT. 1. Shtrirja e një trupi në gjatësi e në gjerësi ose në lartësi; ma-dhësia e diçka je, e matur në kufijtë e vet. *Me përmasa të mëdha. Përmasat e dhomës (e shtëpisë, e godinës). Tri përmasat e trupave të ngurtë. Dritare me përmasatë njëjta. la zmadhoi (ia zvogëloi) përmasat di çk aj e. I SJ^eJ përmasat.*
J2. *fig.* Shkalla e zhvillimit ose madhësia që ka arritur një gjë a një dukuri, përpjesëtim. *Përtnasa të papara (të jashtëzakonshme). Përmasat e zhvillimit ekonomik (shoqëror, kulturor, arsimor). Lëvizje (luftë çlirimtare) me përmasa të gjera.*

PËRMATANË. I. *ndajf.* Në anën e përtejme, ma-tanë, përtej. *Në malin (në bregun) përmatanë. Diçka lëvizi përmatanë.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrje-dhore që tregon vendin përtej diçkaje; matanë, an-dej. *Përmatanë lumit. Përmatanë pyllit.*
PËRMBAHEM *vetv.* 1. E mbaj veten, e zotëroj veten e nuk i shpreh ndjenjat (sidomos zemërimin, inatin etij.); nuk nxitohem, nuk rrëmbehem, nuk ngutem, e përmbaj veten. *S'përmbahej dot nga zemërimi (nga gëzimi). U përmbajt fort.*
2. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* I qëndroj besnik një çështjeje, një ideje, një ideali etj.; veproj e sillem në përputhje me disa rrjegulla e norma të caktuara, nuk luaj prej tyre. *U përmbahemi parimeve të marksizëm-leninizmit. U përmbahemi mësimeVe të Partisë. Iu përmbajt marrë-veshjes. I përmbahen kontratës. I përmbahen standardit shtetëror.*
13. *vet. veta III.* Përfshihet, është. *Thirrja që përmbahet në komunikatë. Të dhënat që përmbahen në rqport.*
4. *vjet.* Mbahem në këmbë, jetoj. *Përmbahet mirë në pleqëri.*
5. *Pës. e* PËRMBAJ *U2,6*.
PËRMBAJ *kal.,* ~TA, ~TUR. 1. I bëj ballë di-kjijt a diçkaje; e ndaloj që të përparojë a të vejë me tiitje, e mbaj brenda disa kufijve, e pengoj, e mbaj. *Përmbaj kalin. E përmbajtën sulmin e armikut. Mezi e përmbajtën turmën.*
2. E ndaloj diçka që të dale përjashta a të shpër-thejë me force; mbaj me forcën e vullnetit një ndjenjë zemërimi, gëzimi etj.; i ndal hovin a zhvillimin e më-tejshëm diçkaje. *Mezi i përmbajti lotët. E përmbajti inatin (zemërimin). Nuk e përmbante dot gazin. E përmban veten* përmbahet, e sundon veten, nuk rrëm-bphet.
3. *vet. veta III.* Ka diçka në përbërjen e vet. *Përmban vajra (lëndë të huaja). Gjaku përmban edhe ujë. Tpka përmban kripëra të ndryshme.*
4. *vet. veta III.* Nxë, merr, mban; ka brenda disa nljësi, disa elemente etj., përfshin, ka si pjesë përbë-rese. *Ena përmbante dhjetë litra qumësht. Salla përmbante dyqind vetë. Fjalori përmban dyzet mijë fjalë. Revista përmban disa artikuj.*
5. *vet. veta HI* (edhe *fig.).* Ka si përmbajtje, për-mbledh; përmbyll në vetvete. *Dokumenti përmban të dhëna të rëndësishme. Ç'përmban kjo letër? Ky mendim përmban diçka të drejtë (të arsyeshme).*
6. *vjet.* E ndihmoj që të jetojë a të mbahet i gjallë; e mbaj në këmbë, mbaj. *Përmbante familjen me bukë. Përmbante një mësonjëtore shqipe.*
PËRMBAJTJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRMBAJ, PËRMBAHEM. *Përmbajtja e zemërimit (e gëzimit). Përmbajtja e vetvetes.*
2. *filoz.* Tërësia e përbërësve, e proceseve dhe e funk-sioneve të një sendi a të një dukurie të botës që shprehet me një forme të caktuar; brendi. *Përmbajtja dhe forma. Përmbajtja ideologjike (ideore) e veprës. Lidhja e pa-shkëputur ndërmjet formes dhe përmbajtjes. Njësia e formes dhe e përmbajtjes. S'ka forme pa përmbajtje dhe s'ka përmbajtje pa forme.*
3. Shfaqjet e larmishme të jetës, të pasqyruara me mjete të posaçme shprehëse në një vepër letrare a artistike, brendia e një vepre letrare a artistike, e një artikulli shkencor, e një teksti etj.; ajo për të cilën flitet në një vepër etj. *Përmbajtja e romanit (e tre-gimit, e librit). Përmbajtja e pikturës. Përmbajtja e operës (e baletit). Përmbajtja e letrës (e tutjes, e kër-kesës). Përmbajtja e mësimit. Përmbajtja e bisedës. Ka përmbajtje tërheqëse (të shëndoshë, të dobët). E ka pasuruar (përmirësuar) përmbajtjen.*
4. Sasia e një lënde që hyn si pjesë përbërëse e diçkaje; prania e diçkaje në një vend. *Mineral me përmbajtje të lartë kromi (hekuri, alumini). Ç'përmbajtje sheqeri ka ky panxhar?*
5. Pasqyra e lëndës në fund të një libri.
PËRMBAJTUR (i,e) *nib. 1.* Që është i aftë ta për-mbajë veten në rrethana të ndryshme, që vepron me maturi e pa u nxituar; që nuk i shfaq menjëherë ndjenjat (zemërimin, gëzimin etj.). *Njeri i përmbajtur.*
2. Që është veti e një njeriu që di të përmbahet; që nuk shfaqet me force e në mënyrë tepër të dukshme, që nuk bie në sy a që nuk tërheq vëmendjen e të tjerëve. *Karakter i përmbajtur. E qeshur (qeshje) e përmbajtur. Me fjalë të përmbajtura. Lëvizje të përmbajtura. Me një gëzim të përmbajtur.*
PËRMBARlM,~I *m.* 1. *drejt.* Zbatimi i një vendi-mi, i një kontrate etj. *Përmbarim i detyrueshëm (ipër-kohshëm). vjet. Zyra e përmbarimit.*
2. *drejt.* Zyra që merret me zbatimin e vendimeve të gjykatës civile.
3. *spec.* Veprimet që kryhen për të mbaruar për-fundimisht një detal etj.; dora e fundit që i jepet një prodhimi para se të dale nga fabrika, nga uzina etj. *Reporti i përmbarimit në fabrikën e lëkurëve.*
PËRMBAROHET. *Pës. e* PËRMBAROJ.
PËRMBAROJ *kal,* ~OVA, ~^UAR. 1. Vë në zbatim; bëj që të zbatohet diçka; kryej diçka. *Për-mbaroj një detyrë.*
2. *drejt., vjet.* Zbatoj një vendim, një kontrate etj.
3. *spec.* I jap dorën e fundit diçkaje (një prodhimi, një detali etj.). *Përmbaroj një pjesë ndërrimi.*
PËRMBARUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *drejt.* Nëpunës i ngarkuar për zbatimin e vendimeve gjyqësore dhe të akteve të tjera të caktuara me ligj.
PËRMBARUES,~E *mb.* 1. *drejt.* Që zbaton ven-dimet e gjykatës civile dhe aktet e tjera të caktuara me ligj. *Zyra përmbaruese. vjet.*
2. *vjet.* Që ka fuqi zbatuese. *Komitet përmbarues.*
3. *spec.* Që bëhet në fazën e fundit të prodhimit të diçkaje, para se të nxirret nga fabrika, nga uzina etj.; përfundimtar. *Punë përmbaruese.*
PËRMBAS *parafj.* Menjëherë pas dikujt a pas diçkaje; prapa. *Përmbas një lisi. Shkonte përmbas tij.*
PËRMBËSHTJELL *kal.,* ~OLLA, ~JELLË.
1. Pushtoj dike a diçka me'krahë; i ngjitem e i mbështillem pas trupit. *Përmbështjell midis krahëve. Vrthi përmbështjell trungun e pemës.*2. Grumbulloj diçka në një vend e pastaj e shpër-ndaj andej e këtej, duke e sjellë rrotull me force. *Era e vjeshtës i përmbështillte gjethet.*
• Përmbështjell veten (shpirtin, frymën) i jap gu-xim e force vetes për të përballuar një vështirësi; e marr veten përsëri, e rnbledh veten.
PËRMBI *parafj. përf.* Sipër diçkaje, mbi dike a mbi diçka. *Përmbi tryezë. Përmbi dhe. Përmbi kokë. Përmbi ballë. U hodh përmbi top. Përmbi këtë çështje do tëflasim nesër.*

PËRMBIPARDJE *ndajf.* Një ditë përpara ditës së pardjeshme, tjetërpardje. *Dje, pardfe dhe përmbi-pardje.*
PËRMBIPASNESËR *ndajf.* Një ditë pas ditës së pasnesërme, tjetërpasnesër. *Sot, nesër, pasnesër dhe përmbipasnesër.*
PËRMBLEDH *kal.,* ~ODHA, ~-EDHUR.
1. Mbledh disa gjëra të shpërndara andej-këtej ose në vende të ndryshme dhe i vendos diku të gjitha së bash-ku; fut në një vend. *I përmblodhi plaçkat në një dhomë. I përmblodhi shkrimet në një vëllim të vetëm.*
2. *vet. veta III.* Përfshin, ka. *Përmbledh disa fshatra.*
3. Nxjerr e rreshtoj gjërat me kryesore nga për-mbajtja e një libri, e një fjalimi etj.; paraqit me pak fjalë përmbajtjen e një teksti ose të një bisede. *E përmblodhi gjithë studimin në njëzet faqe. E përmblodhi fare shkurt. E përmblodhi me shkrim (me gojë).*
4. *vjet.* Mbledh të dhëna, fakte etj. me një qëllim të caktuar. *Përmblodhën të dhëna të reja (dokumente, fakte historike). Përmblodhën ndihma.*
5. Përqendroj fuqitë, vëmendjen, forcën e vullnetit etj. kur ndodhem përpara një rreziku a një vështirësie që duhet kapërcyer me guxim, mbledh. *Përmblodhi të gjitha forcat. E përmblodhi mendjen.*
6. Afroj, tërheq pranë trupit a pranë vetes diçka që ishte e shtrirë, mbledh. *Përmbledh krahun (këmbën).*
7. Marr masa detyruese kundër dikujt duke i pa-kësuar guximin a vetëveprimin e tepruar, për ta nda-luar që të bëjë diçka të keqe etj., e shtroj, e bëj zap. *Nuk e përmblidhte dot të birin.*
8. *bised.* I bie dikujt me diçka, e godas *(kryes. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dha-nore). la përmblodhi me pëllëmbë (me grusht). la përmblodhi keq.*
PËRMBLEDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *shih* PËRMBLEDHJE,~A 2. *Përmbledhës arkeologjik. Përmbledhës i etnografisë shqiptare.*
*2.* Ai që paraqet në mëryrë të përmbledhur përmbajtjen e një shkrimi etj.; ai që bën përmbledhjen e disa artikujve, studimeve, krijimeve letrare, do-kumenteve etj. në një vëllim të vetëm. *Emri i përmble-dhësit të librit.*
PËRMBLEDHËS,~E *mb.* 1. Që e paraqet diçka shkurt e në vijat themelore; që nuk përfshin hollësitë, që e jep në mënyrë të përmbledhur përmbajtjen e një libri etj. *Artikull përmbledhës. Mësim përmbledhës. Shënime përmbledhëse. Në mënyrë përmbledhëse.*
2. Që del nga grumbullimi i të dhënave të ndryshme; që pasqyron në mënyrë të përmbledhur të dhëna të ndryshme të grumbulluara andej-këtej. *Pasqyrë përmbledhëse. Plani përmbledhës i shpenzimeve.*
3. *gjuh.* Që shënon një grup qeniesh a sendesh të një lloji, të cilat paraqiten si një tërësi e vetme. *Emër*
*përmbledhës* (p.sh. djalëri, grari, fshatarësi etj.). *Ka kuptim përmbledhës.*
PËRMBLEDHJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRMBLEDH, PËR-MBLIDHEM. *Përmbledhja e fjalimit. Përmbledhja e veprave (e artikujve) në një Vëllim.*
2. Libër që përfshin disa artikuj, studime, krijime letrare, dokumente etj. me përmbajtje të afërt ose që përmbledh vepra të shkruara nga i njëjti autor; përmbledhës. *Përmbledhje këngësh popullore (vjershash, tregimesh). Përmbledhje dokumentesh për Rilindjen Kombëtare. Përmbledhje folklorike. Përmbledhje pje-sësh të zgjedhura. Jane botuar shumë përmbledhje studimesh.*
3. Paraqitje me pak fjalë e thelbit të përmbajljes së një teksti, të një fjalimi, të një bisede etj., shkur-timi i diçkaje më të gjatë e më të hollësishme. *Bëri një përmbledhje të shkurtër. Paraqiti (lexoi) një përmbledhje të referalit (të kumtesës).*
PËRMBLEDHTAS *ndajf.* Në trajtë të shkurtuar, duke paraqitur me pak fjalë gjërat kryesore, në me-nyrë të përmbledhur. *Foli përmbledhtas. E shtroi çësh-tjen përmbledhtas. Shkruan përmbledhtas për ngjarjet e ditës.*
PËRMBLEDHTAZI *ndajf.* Përmbledhtas.
PËRMBLEDHUR (i,e) *mb.* 1. Që e paraqet diçka shkurt, me pak fjalë e në vijat themelore; që nuk përfshin hollësitë e gjithçka është shkruar ose është thënë, përmbledhës. *Përshkrim i përmbledhur. Në mënyrë të përmbledhur.*
*2.* Që i ka shtëpitë të grumbulluara pranë e pranë, i mbledhur; *kund.* i shpërndarë, i përndarë, i hapur. *Fshat i përmbledhur.*
3. *fig.* I përmbajtur dhe i matur në veprime e në sjellje; i kursyer në shpenzime. *Njeri i përmbledhur.*
PËRMBLIDHEM *vetv.* 1. *përf.* Bëhem kruspull, strukem, mblidhem. *U përmblodh nga frika. V për-mblodh në fund të çerdhes (të strofullës).*
*2.* E marr veten në dorë pas një hutimi të çastit, e përmbledh veten. *E humbi për një cast, por pastaj u përmblodh.*
3. Përqendroj forcat, vëmendjen etj. kur jam përpara një rreziku, para një pune të vështirë etj., që duhet ta kapërcej me guxim ose t'i dal mbanë; i përvishem, i futem më të gjitha forcat diçkaje. *U përmblodhën para sulmit. Përmblidhiu punës! U përmblodh e mori hov.*
4. Bëhem i përmbajtur e i rregullt në jetë, shtro-hem, mblidhem. *Që kur u martua, u përmblodh. S'për-mblidhej ai djalë.*
5. *Met. veta III.* Bën pjesë diku, përfshihet. *Këto fshatra përmblidhen në rrethin e Tepelenës.*
*6. Pës. e* PËRMBLEDH i, 3, „, 7-
PËRMBRAPA *ndajf. përf.* Menjëherë prapa dikujt a diçkaje, pas. *Qëndronte përmbrapa.*
PËRMBUSH *kal,* ~A, ~UR. 1. E kryej plo-tësisht një detyrë që me është ngarkuar a besuar; e plotësoj. *I përmbushën të gjitha detyrat. E përmbushën me nder misionin që u ishte ngarkuar.*
2. Zbatoj diçka për të cilën jam zotuar; plotësoj një deshirë, një urdhër etj. *E përmbushi zotimin. la përmbushi dëshirat. I përmbushi ëndrrat shekullore perliri (për tokë). E përmbushi urdhrin me përpikëri.*
J3. I përgjigjem plotësisht diçkaje, kam kushtet e pershtatshme për diçka, plotësoj. *përmbush plotësisht kushtet për...*
PËRMBUSHET. *Pës. e* PËRMBUSH.
PËRMBUSH JE,~A . Veprimi sipas kuptimeve tëj foljeve PËRMBUSH, PËRMBUSHET. *Përmbushja e detyrave.*
pËRMBYLL *kal.,* ~A, ~UR. 1. I jap fund diçkaje, e mbyll. *E përmbylli kapitullin e dytë të librit.*
2. *vet. veta III.* Ka në përbërjen e vet, përfshin, )TOk. *Vepra përmbyll ide të mëdha.*
3. *jokal.* Përfundoj, arrij në një përfundim. *Po e përmbyll duke thënë se...*
PËRMBYLLET. *Pës. e* PËRMBYLL.
PËRMBYLLËS,~E *mb. gjuh.* 1. Që lidh dy fjali të bashkërenditura, nga të cilat e dyta shpreh një përfundim

a pasojë të asaj që është thënë në fjalinë e parë (për lidhëzat si andaj, ndaj, prandaj, pa). *Lidhëz përmbyUëse.*
:2. Që lidhet me lidhëza të tilla dhe shpreh një përfundim a pasojë të asaj që është thënë në fjalinë më të cilën bashkërenditet. *Fjali përmbyllëse* (p.sh. U dallua në punë, prandaj mori fletë lavdërimi).
PËRMBYLL JE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRMBYLL, PËRMBYLLET.
2. Përfundim. *Nxjerr si përmbyllje. Në përmbyllje autori theksoi se...*
PËRMBYS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E kthej a e vë për-mbys; e kthej me kokë poshtë, e kthej me këmbë për-pjetë a me rrota përpjetë; e rrëzoj përtokë me force (zakonisht nga një vend i lartë). *Përmbysi gotën (fil-xhanin, tenxherën, kusinë, arkën, thesin). Përmbysi tryezën (karrigen). Dallgët e përmbysin lundrën. De-monstruesit përmbysën veturat e kapitalistëve, Parti-zanët përmbysën një tren ushtarak të fashistëve.*
2. E shtrij dike barkas; e rrëzoj me fytyrë përdhe.
3. *bujq.* Kthej token, i bëj lërimin e pare; i hedh tokës plehun dhe e punoj. *Përmbysën token (ugarin). Përmbysën plehun.*
*A. fig.* Bsj rrëmujë diku, s'lë gjë pa lëvizur nga vendi, e kthej gjithçka mbrapsht. *E kontrolluan dhe id përmbysën shtëpinë (dhomën). la përmbysën plaçkat.*
5. *fig.* E vendos diçka në një drejtim të kundërt me atë që ka pasur; e shpie fundin në fillim dhe fi-Ilimin në fund. *Përmbys rendin e fjalëve në fjali.*
6. *fig.* E mund keqas dike, e vë poshtë, e mposht. *E\përmbysëm armikun.*
7. *fig.* Bëj që të ndryshojë në mënyrë rrënjësore një gjendje, e ndryshoj që nga themelet; e sjell në një gjendje të kundërt a i jap një vlerë të kundërt në krahasim më të mëparshmen. *E përmbysën situatën (gjendjen). I përmbysën marrëdhëniet e mëparshme.*
8. *fig.* Prish nga themelet diçka që ishte vendosur me pare; rrëzoj me luftë a me revplucion një rend të vjetruar, një klasë sunduese etj.; i heq fuqinë e pushtetin dikujt me dhunë; zhduk. *Përmbysëm fa-shizmin (rendin feudo-borgjez, pushtetin e çifligarëve). Luftojnë për të përmbysur imperializmin (revizionizmin).*
*Përmbysëm të vjetrën (zakonet prapanike, paragjy-kimet fetare).*
9. *fig.* Hedh poshtë me argumente e me fakte diçka që mbahej si e vërtetë, që mbizotëronte në mendjet e njerëzve deri në atë kohë, rrëzoj. *Materializmi dia-lektik e historik përmbysi pikëpamjet idealiste mbi natyrën (mbi jetën, mbi shoqërinë). Përmbys një teori (një tezë) të vjetruar (të gabuar).*
10. *thjeshtligj.* Bëj qejf në një dasmë a në një gosti duke kënduar e duke vallëzuar me zhurmë. *E përmbysën në dasmën e djalit.*
*k* Përmbys (pres, shkul) nga rrënjët (me rrënjë) *shih te* RRËNJË,~A i. Ha bukëti e përmbys kupën *shih te* HA.
PËRMBYS *ndajf.* 1. Me gjoks e me fytyrë poshtë, me kurriz lart e me bark përdhe, barkas. *shtrirë përmbys. Fie përmbys. U kthye përmbys. Ra përmbys sa gjatë gjerë.*
*2.* Me pjesën e sipërme të kthyer poshtë a nga ana ku mbështetej, me majën poshtë e me fundin lart, kokëposhtë, së prapthi. *vuri (i ktheu) gotat (enët, arkat) përmbys. E ktheu varkën përmbys.*
3. Duke qenë i kërrusur mbi diçka. *Rri tërë ditën përmbys mbi libra.*
• E ktheu përmbys *diçka* a) bëri rrëmujë të madhe diku; b) e shkatërroi keq diçka, i solli dëme të mëdha diçkaje.
PËRMBYSËM *vetv.* 1 Bie përmbys, rrëzohem me fytyrë e me bark përdhe; shtrihem barkas. *Nuk e mbanin këmbët dhe u përmbys.*
*2.* Rrëzohem me force përdhe (zakonisht nga një vend i lartë me një automjet); *vet. veta III* bie me pjesën e sipërme poshtë e me rrotat përpjetë (për auto-mjetet). *U përmbys me kamion. U përmbys vetura (karroca, lundra).*
3. *vet. veta III.* Ndryshon rrënjësisht një gjendje; merr një drejtim të kundërt (një ngjarje a një punë). *U përmbys gjendja (situata). U përmbys rrjedha e ngjarjeve.*
4. *Pës. e* PËRMBYS.
• Sikur qielli të përmbyset (të shembet)! *shih te* QIELL,~I. Edhe sikur bota (dynjaja) të përmbyset! *shih te* BOTË,~A.
PËRMBYSËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që përmbys me rrugë revolucionare një gjendje, një rend shoqëror, njëregjim etj. *Përmbysësit e rendit të vjetër (e çdo gjëje reaksionare).*
*2. tek.* Mekanizëm që shërben për të zbrazur mi-neralin ose ngarkesën nga një vagon ose automjet, duke e kthyer mënjanë. *Përmbysës vagonash.*
3. JI *mb.* ~, ~E. Që bëhet a që shërben për të përmbysur diçka.
PËRMBYSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRMBYS, PËRMBYSËM. *Përmbysja e rendit të vjetër (e borgjezisë). Përmbysja e marrëdhënieve të vjetra. Përmbysje të thella shoqërore (ekonomike). Përmbysje në botëkup-timin e njeriut. Është një përmbysje e madhe.*
PËRMBYT *(PËRMBYS) kal,* ~A, ~UR. 1. E mbyt me ujë të shumtë, i lëshoj një sasi të madhe uji që ta mbulojë plotësisht; *vet. veta III* vërshon lumi a përroi dhe mbulon me ujë tokat përreth. *Përmbytin tokat (arat). Drini përmbyste fshatra të tëra.1. fig.* E mbush diçka me një sasi të madhe sen-desh. *E pirmbytnin tregun me mallra (ë huaja (të pane vojshme).*
3- *fig. përf.* Pengoj zhvillimin e mëtejshëm të diç-kaje; i zë frymën dikujt a diçkaje; rabyt. *I përmbyti tradhtia.*
PËRMBYTEM *velv. I. vet. vetalH.* Mbulohet diçka tërësisht nga uji i lumit a i permit që ka vërshuar ose nga shirat e tepërta, duke pësuar edhe dëme. *Per-mbyteshin të mbjellat (arat).*
2. *Pës. e* PËRMBYT.
PËRMBYTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRMBYT, PËRMBYTEM. *Përmbytja e fushave. Vuanin dikur nga përmbytjet e shpeshta. Legjenda mbi përmbytjen e botës. mil. Ujitje me përmbytje. bujq.* ujitje duke mbuluar me ujë të gjitha ngastrat e mbjella (sidomos për orizin).
PËRMBYTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të përmbytet nga shirat, nga vërshimi i lumenjve a i përrenjve. *Toka të përmbytshme.*
PËRMBYTUR (i,e) *mb.* 1. I mbuluar nga ujërat e tepërta të shirave ose të lumenjve, të përrenjve etj., që kanë dalë nga shtrati i tyre. *Toka (ara) të përmby-tura. Fushë e përmbytur.*
2. I ujitur me ujë të shumtë (për toka të mbjella). *Ngastra të përmbytur a.*
PËRMEND *kal.,* ~A, ~UR. 1. Zë në gojë dike a diçka zakonisht gjatë nje bisede; flas kalimthi për diçka (për një ngjarje, një punë etj.), prek shkurt, cek; vë në dukje një

dukuri, një ngjarje etj. në një bisedë, në një shkrim etj. *Përmend emrin e dikujt. Përmendi disa ngjarje të hershme. Përmend disa shkrim-tarë të njohur. Siç e përmenda me lart...*
*2.* I them, i kujtoj dikujt diçka, ia zë në gojë. *Mos ia përmend fare!*
3. Zgjoj dike që e ka zënë një gjumë i rëndë dhe nuk vjen dot ndër mend; sjell në vete dike që i ka rënë të fikët ose që ka humbur ndjenjat. *E përmendi me ujë të ftohtë. E përmendi zilja e telefonit.*
PËRMENDEM *vetv.* 1. Zgjohem nga një gjumë i rëndë; e marr veten përsëri pasi me kishte rënë të fikët ose pasi kisha humbur ndjenjat; vij në vete kur kam qenë i zhytur në mendime, në një lexim a në një punë. *U përmend nga të trokiturat në derë.*
2. Shquhem, dallohem; me zënë në gojë për diçka. *Përmendet për prodhimin e grurit. Përmendet në his-tori si ngjarje e rëndësishme (si hero popullor).*
3. *Pës. e* PËRMEND.
PËRMENDJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRMEND, PËRMENDEM.
PËRMENDORE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. Vepër arkitekture ose skulpturë e ngritur në një vend për të përjetësuar kujtimin e një ngjarjeje historike a të një njeriu të shquar, monument. *Përmendore ma-dhështore. Përmendorja e Skënderbeut. I ngritën një përmendore.*
*2.* Ndërtim a shkrim me rëndësi të veçantë historike a me vlerë kulturore, që ruhet si dëshmi e së kaluarës së një populli. *Përmendore historike. Përmendore e vjetër e shkrimit shqip. Përmendore kulture. Mbishkri-met e përmendoreve.*
3. *fig.* Vepër e shquar e me rëndësi t8 madhe që kujtohet brez pas brezi; vepër letrare me përtnbajtje të thellë e me forme të përsosur. *Mbeti përmendore e përjetshme. Poema vBagëti e bujqësi” është përmendore e pavdekshme.*
PËRMENDORE,~JA n . . ~E, —ET *dipt.,*
*vjet.* Përkujtesë.
PËRMENDSH *ndajf.* 1. Duke përdorur kujtesën, më të kujtuar, pa pasur para syve diçka të shkruar a të shënuar, me mend. *E di përmendsh. E tha (e re-citoi) përmendsh.*
*2.* Fjalë për fjalë, në mënyrë mekanike, pa u për-qendruar te përmbajtja. *Mësonin përmendsh.*
3. Shumë mirë, në mënyrë të përsosur, në majë të gishtave. *E di përmendsh. E njoh vendin përmendsh.*
PËRMENDUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë i dëgjuat për diçka, që është i njohur për diçka (për sende). *Vend i përmendur për klimë (për ujë të mirë).*
*2.* Që është bërë i shquar në një lëmë të veprimta-risë, të dijes, të artit etj., i mirënjohur, i dëgjuar (për njerëzit). *Luftëtar (udhëheqës, shkrimtar, dijetar) i përmendur. Njeri i përmendur.*
PËRMES. I. *ndajf.* 1. Nga njëra anë e një hapësirc tek ana pëtballë, duke kaluar në mes të saj (zakonisht në vijë të drejtë); nëpërmes të diçkaje, nëpër të; tej-përtej diçkaje. *ra fshatit (arës, pyllit) përmes. I ranë lumit (liqenit, kënetës, detit) përmes. E çanë murin përmes.*
2. Në gjysmë të diçkaje, pa e përfunduar diçka, në mes. *Ia la (ia preu) fjalën përmes.*
II. *parafj.* Përdoret me një enaër në rasën rrjedhorc që shënon: 1. Vendin, mjedisin ose sendin, në mes të të cilit kalon dikush a diçka. *Përmes fushës (ores). Përmes turmës. Kaluam përmes shkurreve.*
2. *fig.* Gjendjen, dukurinë a ngjarjen, nëpër të cilën kalon dikush. *Përmes të ftohtit. Përmes dimrit të egër. Përmes v'alëve të jetës. Përmes betejaVe le-gjendare.*
3. Mjetin a.mënyrën që shërben për të arritur diçka; nëpërmjet. *Përmes punës. Përmes kalitjes. Përmes një humori të hollë.*
PËRMETAR,~[1]! *m. sh.* ~Ë, ~1IT. Banor vendas nga Përmeti ose ai që e ka prejardhjen nga Përmeti.
PËRMETAR,~'E *mb.* Që ka të bëjë me Përmetin ose me përmetarët, që është karakteristik për Përmetin ose për përmetarët, i Përmetit ose i përmeta-rëve; që është krijuar nga përmetarët. *Rinia përmetare. Vajzë përmetare. Këngë përmetare.*
PËRMËNIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të foljes PËRMËNOJ.
PËRMËNOJ *jokal,* ~OVA, ~IJAR. Vonohem pak, mënoj. *Nuk përmënoi fare.*
PËRMIELL *kal,* ~A, ~UR. 1. E bëj me miell dike a diçka, e mbuloj me një cipë mielli, i hedh miell përsipër. *Përmielli rrobat. Përmiellin petët.*
2. *fig.* Bëj që diçka të zbardhet e të duket sikur i ka rënë miell përsipër; thinj. *Pleqëria ia kishte për-miellur flokët (vetullat).*
PËRMIELLËM *vetv.* 1. Bëhern me miell, mbulohemme një shtresë të hollë rnielli. *Kush vete në mulli (do-errios) do të përmiellet. fj. u.*
*2,. fig.* Thinjem.
3. *Pës. e* PËRMIELL.
PËRMIH *kal.,* ~A, ~UR *përf.* 1. Mih token për here të dytë, e shkrifëroj token para se ta mbjell. 2. Prashit bimët.
PËRMIRËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRMIRË-SOJ, PËRMIRËSOHEM. *Përmirësimi i kohës. Për-mirësimi i shëndetit. Përmirësimi i marrëdhënieve. Përmirësimi i kushteve të punës (të jetesës). Është në përmirësim.*
2. Tërësia e ndërtimsve, e ndreqjeve dhe e punëve të tjera që kryhen për ta bërë diçka më të mirë e për t'i rritur vlerën; diçka që e rrit cilësinë e një prodhimi ose nivelin e një shkrimi, të një studimi etj.; ajo që ndihmon për ngritjen e nivelit dhe të cilësisë a që krijon kushtet më të mira për diçka. *Përmirësime të pjesshme (të shumta). Përmirësime të dukshme (të mëdha). Përmirësimet e nevojshme. Përmirësimi ujor i fushave (i Myzeqesë). I ka bërë mjaft përmirësime Kohët e fundit ka bërë përmirësime.*
PËRMfRËSOHEM *veu.* 1. E marr mirë veten pas një sëmundjeje, nis të me kthehet shëndeti, bëhem me mirë nga shëndeti; *kund.* keqësohem. *Upërmirësua në klimën malore. U përmirësua pas operacionit.*
*2. vet. veta III.* Bshet me mirë se ç'ishte; rregullohet. *Jane përmirësuar kushtet e jetesës (e punës). Për-mirësohet jeta. Shëndeti iu përmirësua. V përmirësua koha. Jane përmirësuar marrëdhëniet.*
3. *Pës. e* PËRMIRËSOJ.
PËRMIRËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj
diçka më të mirë e më të përsosur; e bëj më të mirë gjëndjen e dikujt a të diçkaje; ngre vlerën a cilësinë e diçkaje, i bëj përmirësime; *kund.* keqësoj. *Përmirësoj puhën. Përmirësoj metodën (stilin) në punë. Përmirëson shëndetin. Përmirësoi gjëndjen ekonomike të masave. Përmirësojnë cilësinë e prodhimeve. Përmirësojnë racën e lopëve (e dhenve). Përmirësoj marrëdhëniet.*

*2. bujq.* Ngre a shtoj prodhimtarinë e tokës, duke hapur kanale kulluese e ujitëse, duke e plehëruar dhe duke krijuar në përgjithësi kushte natyrore më të mira. *Përmirësuari fushat (mijëra hektarë tokë).*

3. *sport.* Arrij tregues më të lartë në një fushë të sportit a në një garë sportive. *Përmirësoi rekordin kombëtar.*

PËRMIRËSUAR (i,e) *mb.* 1. Që e ka marrë mirë veten pas një sëmundjeje, që është bërë me mirë nga shëndeti. *Në gjendje të përmirësuar.*

*2.* Që është përmirësuar si race me anë të ushqimit të zgjedhur e të kushteve të tjera të jetesës. *Lopë të përmirësuara. Gjedhi i vendit i përmirësuar.*

PËRMIRËSUES,~E *mb.* Që shërben për të ngri-turj vlerën a cilësinë e diçkaje, që e bën diçka më të mifë e më të përsosur. *Kushte (mjete) përmirësuese.*

PËRMIRREM *vetv.* Bëj ujët e hollë; me shpëton ujët e hollë. *Përmirrej natën.*

PËRMJALT *kal,* ~A, ~UR. 1. Bëj me mjaltë; ëmbëlsoj me mjaltë.

2. *fig.* E ëmbëlsoj, e bëj të kënaqet shumë. *E për-mjalti me atofjalë,*

PËRMJALTEM. *Pës. e* PËRMJALT.

PËRMJALTUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me mjaltë; i ëmbëlsuar me mjaltë.

2. *fig.* I ëmbëlsuar, shumë i kënaqur nga fjalët e mira që i thuhen.

PËRMJERR *jokal.* dhe *kal,* ~ORA, ~JERRË,

Bëj ujët e hollë, shurroj.

• E bëri të përmjerrë (të vjellë) gjak *dike thjesht-ligj.* ia mori shpirtin, ia nxori shpirtin; mori hak rëndë kundër dikujt (me dhunë).

PËRMJET,~I *m. krahin.* 1. Mes, bel. *Përmjet* f *hollë.*

2. Mes, mjedis. *Në përmjet të fshatii.* PËRMJET *parafj.* Nëpërmjet.

PËRMJETOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E mbush

një enë deri në mes ose pi a ha rreth gjysmën e diçkaje që ndodhet në një enë. *Ë përmjetoi gotën me raki. Ë përmjetoi shishen (kusinë). E përmjetoi mjaltin (qy~ pin e mjaltit).*

PËRMORTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që lidhd me ceremoninë e cila bëhet me rastin e vdekjes së dikujt, që bëhet gjatë kësaj ceremonie ose me rastin e saj; që ka të bëjë me varrimin e dikujt; që është në zi. *Miting i përmortshëm. Sallë e përmortshme. Vargan (varg, kortezh) i përmortshëm. Marsh i për~ mortshëm* pjesë muzikore që luhet kur përcjellin të vdekurin në varreza. *Fjalim i përmortshëm* fjalim që mbahet në varrimin e dikujt.

2. Që është shumë i trishtuar dhe të kujton vdekjen. *Tinguj të përmortshëm. Qetësi (heshtje) e përmortshme. Këngë e përmortshme.*

PËRMORTSHËM *ndajf.* Në shenjë zie për vdekjen e dikujt; në mënyrë të përmortshme.

PËRMORRTË (i,e) *mb.* I mbushur me morra, mo-rracak.

PËRMOTSHËM (i), ~ME (e) *mb. vjet.* Që bëhet një here në mot, i përvitshëm. *paguan haraç të përmotshëm.*

PËRMUAJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ndodh çdo muaj, që përsëritet muaj për muaj; që bëhet një here në muaj; që del një here në muaj; mujor. *Mbledhje të përmuajshme. Revistë e përmuajshme.*

PËRMUAJSHME,~JA (e) . *sh.* ~E, ~ET (të).

Revistë a buletin që del një here në muaj. *E përmuajshme letrare-artistike. E përmuajshme pedagogjike (shkencore).*

PËRMUAJSHME,~ET (të) . *vet. sh. fiziol.* Rrjedhja e gjakut nga mitra, që u vjen grave kur nuk janë shtatzëna afërsisht në krye të çdo muaji, zakonet, gjakrat, lulet, ato të muaj it.

PËRMULLËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *anat.* Pjesa e katërt e stomakut të përtypësve, që përmban mu-Ilëzën.

PËRMUTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Fëlliqem më të pëgërë, ndyhem. *Kush ngutet, përmutet. fj. u. thjesht-ligj.* kush nxiton e prish punën krejt; kush nxiton pa nevojë, thyen qafën.

PËRNAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Prrall, ngasje. *Gjethe përnari.*PËRNATË *ndajf.* Çdo natë njëra pas tjetrës, natë për natë. *Benin rojë përnatë.*

PËRNATSHËM (i), ~MTE (e) *mb.* Që i përket çdo nate, i çdo nate; që bëhet a ndodh çdo natë. *Shqetësime të përnatshme.*

PËRNDAHEM *vetv.* 1. *kryes. sh.* Largohemi secili në drejtime të ndryshme, shpërndahemi, përhapetni. *U përndanë nspër fshat (nëpër shtëpi të ndryshme). V përndanë grupe-grupe (një nga një). U përnda ba-gëlia në pyll (në kulhtë).*

2. *vet. veta HI.* Shpëmdahet, largohet, ikën. *U përnda mjegulla. Po përndahen retë.*

3. *Pës. e* PËRNDAJ.

PËRNDAJ *kal,* ^-'VA, ~RË. 1. I jap secilit pje-sën që i takon nga një e tërë a nga një grumbull gjë-rash, ndaj; shpërndaj. *U përndau librat (fletoret) nxënësve. U përndan gazetat pajtimtarëve.*

*2.* Shpërndaj andej-këtej një grup njerëzish, një tufë kafshësh, një grumbull sendesh etj. *Përndanin komunikata. I përndanë me force.*

PËRNDARË (i,e) *mb.* Që nuk është i bashkuar, i grumbulluar a i përqendruar në një vend së bashku më të tjerët; që i ka shtëpitë a lag jet shumë larg njëra-tjetrës (për një qendër banimi); i shpërndarë; *kund.* i bashkuar; i përqendruar. *Shtëpi (kasolle) të për-ndara. Me lagje të përndara. Fshat (qytet) i përndarë. Ekonomi fshatare të vogla e të përndara. Kishin forca të pakta dhe të përndara.*

PËRNDARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. Shpërndarës. *Përndarësi i postës (i gazetave).*

2. *spec.* Vegël a mekanizëm që shërben për të shpërndarë një lëndë, një energji etj. në drejtime të ndryshme ose në mënyrë të barabartë, shpërndarës. *Për-ndarës i rrymës elektrike. Përndarës benzine.*

PËRNDARJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRNDAJ, PËRNDAHEM. *Përndarja e ujit (e rrymës). Përndarja e ngarkesave elektrike.*

PËRNDERtM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Nderim i madh për dike a për diçka; nderim që shoqërohet me përkulje të thellë të kokës a të trupit. *U bënin përndetime.*

PËRNDEROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* E nderoj shumë dike a diçka; e nderoj duke përkulur thellë kokën a trupin.

PËRNDERUAR (i,e) *mb. libr.* 1. Që meriton nderim të madh, shumë i nderuar. *Mjeshtër i përnderuar. Varr i përnderuar.*

2. *vet. m. fet., vjet.* Titull nderi që përdorej për t'iu drejtuar klerikëve të krishterë.

PËRNDIQEM. *Pës. e* PËRNDJEK. *Përndiqeshin nga xhandarët.*

PËRNDJEK *kal.,* ~OQA, ~JEKUR *përf.* E ndjek dike e s'e lë të qetë, duke përdorur mjetet e përgjimit, të dhunës

e të shtypjes, për ta penguar që të shprehë pikëpamjet përparimtare ose që të lufto-jë për liri, për drejtësi shoqërore etj.; persekutoj. *Përndjekin revolucionarët (marksistë-leninistët, nje-rëzit përparimtare).*
PËRNDJEKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRNDJEK, PËRNDI-
QEM. *Përndjekja e patriotëve (e revolutionaryve).*
*2. kryes. sh.* Mjetet e përgjimit, të dhunës e të shtypjes që përdoren dhe masat që merren kundër dikujt për ta nënshtruar e për ta detyruar të heqë dorë nga pikëpamjet përparimtare ose nga lufta për liri, për drejtësi shoqërore etj.; persekutime. *Përndjekjet e egra raciale. Përndjekjet kundër punëtorëve revo-lucionarë. Përndjekjet kundër grevistëve.*
PËRNDRITSHËM (i) *mb. fet., vjet.* Titull nderi që përdorej për t'iu drejtuar klerikëve të lartë të krishterë.
PËRNDRITUR (i,e) *mb.* 1. Që ka marrë shkëlqim nga rrezet e dritës, që është ndriçuar, që shkëlqen nga një dritë. *Re të përndritura. Në qiellin e përndritur.*
*2. vjet.* Përdorej për t'iu drejtuar feudalëve, prin-cave etj. me kuptimin "shumë i nderuari... ". *I për-ndrituri Lekë Zaharia (princ... ).*
PËRNDRYDH *kal.,* ~A, ~UR *përf.* Ndrydh me force, ndrydh keq. *la përndrydhi krahun. Për-ndrydhi këmbën (dorën).*
PËRNDRYSHE *ndajf.* Në qoftë se nuk veprohet në këtë mënyrë, nëse nuk është kështu, në rast të kundërt. *Nisu menjëherë, përndryshe do të arrish tepër vonë! Të punojmë pa u kursyer, përndryshe s'ia dalim dot në krye.*
PËRNGAHERË *ndajf* 1. Përgjithmonë, përgjith-një. *U largua përngaherë. Rron përngaherë në kujtimin tone.*
*2. për* çdo rast, për gjithë kohën. *Ato rroba (kë-pucë) i kishte përngaherë.*
PËRNGJAJ *jokal,* ~VA, ~RË *përf.* I. Kam tipare, veti a cilësi të afërta ose të njëjta me një tjetër, i ngjaj, i shëmbëllej; i ngjan diçkaje. *përngjan së motrës. I përngjan shumë. Nuk i përngjan fare. Bëmë baba, të të përngjaj {të të ngjaj). fj.u.* thuhet kur fë-mija ngjan shumë me prindin në sjellje e në men-dime.
2. *vet. veta 111.* Duket, është si dikush a si diçka, ngjan. *Përngjan si një ishull. Me përngjau si Vëllai.*
PËRNGJARJE,~A . Të qenët i ngjashëm me dike a me diçka, përngjasim; ngjashmëri.
PËRNGJAS *jokal.,* ~VA, ~RË. Përngjaj. *Për-ngjiste me babanë.*
PERNGJASIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET *përf.* Ngja-sim, ngjashmëri.
PËRNGJASHËM (i), ~ME (e) *mb. përf.* I ngjashëm.
PËRNGJASHMËRI,~A . *përf.* Ngjashmëri. *Per-ngjashmëria midis dy gjërave.*
PËRNGJASHMIM,~I *m. gjuh.* Kthimi i një tin-gulli, nën ndikimin e një tjetri, në një tingull të njëjtë a të ngjashëm me të, asimilim.
PËRNGJESH *kal.,* ~A, ~UR *përf.* 1. Ngjesh diçka fort. *E përngjeshi pambukun në thes. E ngjeshi dhe e përngjeshi leshin.*
2. *fig.* I bie dikujt me force, ia ngjesh fort me pëUëmbë etj. *Ia përngjeshi me shuplakë.*
PËRNGJIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bashkoj a puthit mirë dy a me shumë gjëra njërën pas tjetrës. *Përngjit dy dërrasa.*
2. *gjuh.* Formoj një fjalë të vetme duke bashkuardyj a me shumë fjalë të veçanta, që përdoren për një kohë të gjatë njëra pranë tjetrës.
PËRNGJITET *vetv.* 1. Bashkohet a puthitet mirë një gjë pas një tjetre.
2. *fig.* I afrohet aq shumë dikujt, sa i ngjishet pas trupit. *U përngjit pas s'ëmës.*
3. *gj'uh.* Bashkohen dy a me shumë fjalë të veçanta, që | përdoren për një kohë të gjatë njëra pranë tjetrës dhe formojnë një fjalë të vetme.
3. *Pës. e* PËRNGJIT.
PËRNGJITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Bash-kirni i dy a me shumë fjalëve të veçanta dhe formimi i n[jë fjale të vetme, si rrjedhim i përdorimit të tyre të ! gjatë pranë njëra-tjetrës; mënyrë fjalëformimi, mej anë të së cilës formohen fjalë të reja nga shkrirja në Injë njësi të vetme e dy a me shumë fjalëve që përdoren gjatë pranë njëra-t jetrës; fjalë e formuar me këtë mënyrë, fjalë e përngjitur (p.sh. ndonjëherë, menjëherë, atëherë, dymbëdhjetë, tungjatjeta etj.). *Përbërja dhe përngjitja. Përngjitjet në gjuhën shqipe. Ndajfolja "kurdoherë" është formuar nga përngjitja e fjalëve "kur", "do" dhe "herë".*
PËRNGJITUR (i,e) *mb. gjuh.* I përbërë prej dy a | me shumë fjalësh të bashkuara në një fjalë të vetme, i formuar me anë të përngjit jes. *Fjalë të për-ngjitura. Ndajfolje (lidhëz) e përngjitur. Numëror i*
*përngjitur.*
PËRNGJIZJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET *gjuh., vjet.* Pëijngjitje.
PËRNGJIZUR (i,e) *gjuh., vjet.* 1 përngjitur. *Fjalë e pëmgjizur.*
PËRNJËHERË *ndajf.* 1. Në atë cast, aty për aty, menjëherë, në të njëjtën kohë; fill pas diçkaje. *U zhdukën përnjëherë. U mblodhën përnjëherë sa i thirrën. Bërfitën përnjëherë. Pas mbledhjes, përnjëherë u nisën.*
2J. Në të njëjtën kohë, njëkohësisht. *Erdhën të dy përnjëherë. I rrëmbeu përnjëherë më të dy krahët.*
3j. Me një hov; shpejt e shpejt, me rrëmbim, menjëherë. *U ngrit përnjëherë. Iku përnjëherë.*
PËRN.ËHERËSH *ndajf.* Përnjëherë.
PËRNJËHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që bëhet në cast; që ndodh në mënyrë shumë të shpejtë a të papritur, i menjëhershëm; që bëhet përnjëherë. *Ngritje e p'ërnjëhershme e temperatures. Një kthesë e për-njëh'ershme.*
PËRNJËMEND *ndajf.* Me gjithë mend, pa bërë shalca, më të vërtetë, njëmend. *E kishte përnjëmend. Fliste përnjëmend.*
PËRNJËMENDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I për-njëiiiendtë.
PËRNJËMENDTË (i,e) *mb.* I vërtetë; i mirëfilltë, i njëmendtë. *Lumturi e përnjëmendtë.*
PËRPAJNË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Degë e hollë hardhie, që futet në tokë për të lëshuar rrënjë dhe \ pastaj pritet për ta mbjellë në një vend tjetër, llas^kë, shermend. *E shumëzojnë hardhinë me për-pajria.*
PËRPAJNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shtie në dhe degët e hardhisë për të lëshuar rrënjë, shtoj hardhinë me j përpajna. *Përpajnoj shermendet.*
PËRPALL *kal.,* ~A, ~UR. 1. *vjet.* Bëj të njihet
botërisht diçka që ishte e panjohur ose që mbahej e fshehtë; shpall botërisht, përhap. *Përpallnin shkrimet shqip.*
*2. keg.* Përhap një lajm, ua them të gjithëve diçka që di; tellallis. *përpalli lajmet në të katër anët.*
PËRPALLET *vetv.* I. Bëhet e njohur botërisht diçka, përhapet në të katër anët, shpallet botërisht. *U përpall lajmi i ardhjes së...*

2. *Pës. e* PËRPALL.

PËRPALLJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRPALL, PËRPALLET.

PËRPARA. I. *ndajf.* 1. Në vendin ose në drejtimin nga ana e fytyrës së dikujt a e faqes kryesore të diçkaje, nga ana e ballit; në drejtimin e lëvizjes së dikujt a të diçkaje ose më tej në këtë drejtim; ballë për ballë me dike a me diçka; para; *kund.* prapa; pas. *Në një shtëpi aty përpara. Qëndroi përpara. Eci përpara. Me doli përpara. E kam përpara. I rri përpara. Kaloni (shkoni) përpara! U hodh me vrull përpara. Bëri dy hapa përpara. Mezi bëri përpara. E vuri (e shtyu) përpara. la vuri gjellën (bukën) përpara.*

2. Në anën e kraharorit të trupit a në pjesën e ballit të diçkaje; në pjesën në krye; *kund.* prapa. *Fustan (bluzë) me kopsa përpara. Mbërthehet përpara. U ulën përpara në autobus (në teatër).*

3. Në të ardhshmen, në kohën që do të vijë; në një kohë të afërt. *Koha që kemi përpara. S'kemi shumë kohë përpara. Kemi përpara një date të shënuar.*

*4.* Në një kohë më të hershme a në të kaluarën; dikur. *Përpara rronin keq (të veçuar). Nuk janë si përpara. E dinte që me përpara.*

5. Me shpejt nga ç'duhet (për orën). *ecën (i shkon) ora përpara. E ka sahatin pesë minuta përpara.*

6. *fig.* Në rrugën ku ecim, në jetën a në punën tone (kur kemi të bëjmë me diçka që duhet shqyrtuar, zgjidhur, kapërcyer etj.). *U doli një pengesë përpara. Përpara na shtrohet një detyrë e rëndësishme. U vuri përpara një propozim të ri.*

7. Në radhë të pare, në fillim, më parë se diçka tjetër ose se të tjerat. *Përpara punën, pastaj pushimin (shpërblimin). Me përpara duhet menduar mirë.*

8. për një Ilogari të ardhme, si parapagim, si pa-radhënie. *E pagoi që me përpara. Paguhet përpara* para-paguhet.

9. *fig.* Në një gjendje të re, më të përparuar, më tej; në një nivel më të ngritur nga ana sasiore e cilësore, në një shkallë më të Iartë në krahasim më të tjerët a me një periudhë të mëparshme. *Partia e ka shpënë Shqipërinë shumë përpara. E kemi çuar përpara indus-trinë (bujqësinë, prodhimin, shkencën, letërsinë, artin). Kane ecur përpara me planin (me korrjet, me shirjet, me mbjelljet). Jemi me përpara në krahasim më të tjerët. Ecim (marshojmë) përpara. Bënë një hap të madh përpara. Bëri (çau) përpara.*

10. *përd. mb.* I përparmë. *Ndodhet në pjesën (në radhën) përpara.*

11. *përd. pasth.* Përdoret si thirrje për të nxitur dike që të hidhet në sulm, të ndërmarrë diçka a të kapërcejë një pengesë me përpjekje e me guxim etj. *Përpara partizanë! Përpara për fitore të reja!*

II. *parafj.* Para. *Përpara shtëpisë. Përpara hyrjes. Përpara dy rnuajve. Rrinte urtë përpara mësuesit. E vunë përpara përgjegjësisë. E plotësuan planin përparaafatit. Jemi përpara festave të mëdha. Nuk ishte gjë përpara tij* nuk ishte gjë në krahasim me të.

Përpara (para) se... *lidh.* përdoret në fillim të një fjalie të varur kohore për të treguar se veprimi i f jalisë kryesore ndodh para veprimit të shprehur nga f jaHa e varur (p.sh. *Hynë në klasë* përpara se të vinte më-suesi.). Përpara (para) hundës *së dikujt shih te* HUNDË,~A. Përpara (para) syve *të dikujt shih te* SY,~W. Bëj (çaj) përpara përparoj; zhvillohem. I dal përpara *dikujt shih te* DAL. Nuk i dilet përpara

a) është shuttle i fuqishëm; është shumë i zoti për diçka, nuk mund të matesh dot me të; b) është inatosur dhe egërsuar shumë, nuk mund të flitet dot shtruar me të, nuk ha arsye. E vuri (e mori) përpara *dike* a) e theu, e shpartalloi, e detyroi t'ua mbathë këmbëve;

b) e mposhti, e mundi me fakte a me argumente të pakundërshtueshme. E ka të ardhmen përpara e pret një jetë më e mirë plot mbarësi e suksese. E ka vënë punën përpara a) ia ka marrë dorën mirë një pune dhe po punon shpejt e mirë; b) ka kryer pjesën më të madhe a më të vështirë të saj. Përpara rripë e prapa thikë *shih te* RRIPË,~A. Qentë le të lehin, karvani shkon përpara *fj,u. shih te* LEH.

PËRPARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Një lloj kove ne të cilën mjelin bagëtinë.

PËRPARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Cope prej pëlhuie ose e thurur me fije leshi, që vihet në pjesën e përparme të trupit, zakonisht nga mesi e poshtë, për të mbrojtur rrobat nga ndotja kur pu-nojmë; mësallë që vënë përpara zakonisht grate, kur bëjnë punët e shtëpisë; futë. *Përparëse e gjatë (e shkur-tër, e zezë, e qëndisur). Përparëse leshi. Përparëse për fëmijë. Përparësja e mishtwit (e mbledhëses së pam-bukut). Mbushi xhepat e përparëses. Vuri (hoqi) per-parësen.*

2. Veshje e sipërme prej pëlhure, prej doku etj., e lehtë dhe e gjatë, që mbahet mbi rrobat e zakon-shme për t'u mbrojtur nga ndotja, për t'iu përgjigjur kërkesave higjienike të mjedisit etj. *Përparëse e bar-dhë. Përparëse shkollore. Përparëse mbrojtëse. usht.* cope prej bezeje të gomuar ose prej letre të posaçrne, që vihet përpara trupit për t'u mbrojtur nga lëndët e ndryshme kimike etj. *Përparësja e mjekut (e infermie-res). Veshi përparësen. Nuk lejohet hyrja pa përparëse,*

3. Secila nga të dy pjesët e mëdha të përparme të xhaketës, gjoksi i një xhakete etj. *Përparësja e majtë (e djathtë).*

PËRPARËSf,~A. 1. Rëndësia a vlera më e madhe që ka diçka në krahasim me diçka tjetër, vendi i parë që i jepet diçkaje në krahasim më të tjerat. *Përparësia e interesit të përgjithshëm (të atdheut). I dhanë për-parësi industrisë.*

2. Të qenët i pari në hartimin e një studimi, në kryerjen e një pune etj. *Ka përparësinë në zbulimin e...*

PËRPARIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes PËRPAROJ. *Përparimi i ushtrisë. Përparimi i sëmundjes. Përparimi i industrisë (i tek-nikës).*

2. *kryes. sh.* Ato që arrihen kur dikush ecën përpara, kur diçka zhvillohet e përsoset në një drejtim të caktuar ose kalon nga një shkallë më e ulët në një shkallë më të lartë zhvillimi, qytetërimi etj.; shkalla a niveli që arrihet nga zhvillimi i mëtejshëm, nga për-sosja e diçkaje etj.; *kund.* prapambetje. *Përparime të mëdha. Përparime sasiore (cilësore). Përparimet në bujqësi (në industri). Ka bërë përparime të dukshme.*

PËRPARIMDASHËS,~E *mb. libr.* 1. Që e do përparimin, që mbron e përkrah gjithçka përparim-tare, që lufton për zhvillimin dhe ecjen përpara të shoqërisë; përparimtar. *Njeri përparimdashës, Po-pulli ynë liridashës dhe përparimdashës.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të emrit.

PËRPARIMTAR, ~E *mb.* 1. Që përkrah zhvillimin, ecjen përpara të shoqërisë, ngritjen e nivelit politik, ekonomik e kulturor të masave etj.; që men-don, përpiqet e lufton për zhvillimin e mëtejshëm të shoqërisë, që është për të renë revolucionarc e lufton për të. *Shkrimtar (dijetar) përparimtar. Forcat përparimtare.*
2. Që lidhet me përparimin politik, ekonomik e kulturor të gjithë shoqërisë, që ndihmon zhvillimin e mëtejshëm të gjithë popullit; që ka tipare të tilla. *Mendime (ide) përparimtare. Parime (tradita) përparimtare. Me përmbajtje përparimtare.*
3. *si em.* ~E, ~JA. Diçka që lidhet me përparimin politik, shoqëror e ekonomik të shoqërisë, diçka që përpiqet dhe lufton për zhvillimin e mëtejshëm të vendit e të popullit,
PËRPARJE,~A i . *sh.* ~E, ~ET. Përparëse (kryesisht si pjesë e disa veshjeve popullore). *Për-parje prej leshi (prej shajaku).*
PËRPARJE,~A ii . *sh.* ~E, ~ET. Lastar i ri që del në hardhi; përpajnë. *shumëzojnë hardhitë me përparje.*
PËRPARMË (i), ~E (e) *mb.* Që është i vendosur në ballë të diçkaje; që gjendet përpara; *kund.* i pas-më; i prapmë. *Këmbët e përparme. Rrotat e përparme. Pjesa e përparme e diçkaje.*
•*k* Nyjë e përparme *gjuh.* nyjë që vihet përpara një emri për të formuar trajtën e rases gjinore; nyja që hyn në ndërtimin e një tipi të pasur mbiemrash të shqipes, në ndërtimin e përemrave dëftorë, lidhorë e të pakufishëm, në ndërtimin e numërorëve rreshtorë e të disa emrave femërorë e asnjanës. E ardhmja e përparme *gjuh.* kohë e mënyrës dëftore të foljes, e cila tregon një veprim ose gjendje që pritet të kryhet ose të vijë në të ardhmen para një veprimi ose një gjendjeje tjetër (p.sh. Ai do të jetë kthyer nga puna kur të vini ju). Zanore e përparme *gjuh.* zanore që nyjëtohet në pjesën e përparme të gojës.
PËRPAROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lëviz
në drejtimin përballë meje, eci a iki përpara.
2. *usht.* E thyej armikun dhe e zmbraps, duke pushtuar tokat që ishin me përpara në duart e tij; çaj përpara duke luftuar në një front të caktuar. *Di-vizioni përparoi drejt veriut. Përparuan dyzet kilome-tra. Përparuan me shpejtësi.*
3. Zhvilloj më tej aftësitë e mia, përsos mjeshtërinë dhe arrij përfundime të mira në një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërore etj.; shkoj me përpara nga ana politike, ekonomike, kulturore etj., kaloj nga një shkallë më e ulët në një shkallë më të lartë zhvillimi, qytetërimi etj.; *vet. veta III* zhvillohet me shumë, përsoset më tej, rritet cilësia e diçkaje, përmirësohet më tej. *Ka përparuar mjaft në punë. Përpaton bujqësia. Përparon shkenca. Vendi ynë ka përparuar në bujqësi (në industri, në mjekësi). Pas Çlirimit kemi përparuar shumë në të gjitha drejtimet.*
4. Zgjeroj dijet dhe njohuritë e mia duke mësuar në shkollë etj.; arrij përfundime të mira në mësime. *Ka përparuar në matematikë (në gjuhë, në kimi).* 5. *vet. veta HI.* Përhapet gjithnjë e me shumë diçka, bëhet më e rrezikshme. *Kishte përparuar sëmundja.*
PËRPARSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka ndo-dhur në një kohë të kaluar, që i përket së kaluarës, i mëparshëm. *Zakonet (doket) e përparshme. Në kohën e përparshme.*
*2.* I përparmë. *Kapaku i përparshëm i motorit.*
PËRPARUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka arritur një shkallë të lartë zhvillimi a përsosurie, që është zhvilluar dhe vijon të zhvillohet më tej; që e çon me përpara zhvi-llimin e diçka je; modern; *kund.* i prapambetur. *Bujqësi (incfustri) e përparuar. Metoda të përparuara. Teknikë e përparuar.*
2j. Që është më të renë, që e mbron dhe e përkrah atëj *Njsri i përparuar.*
3. Që ka arritur një zhvillim të përgjithshëm po-litik, ekonomik, kulturor etj. më të mirë se të tjerët, që jka bërë përparime të mëdha. *Vend i përparuar.*
4. Që ka arritur suksese e përfundime më të mëdha se të tjerët në zbatimin e detyrave, në plotësimin e tejkalimin e planit etj. *Kooperativë (ndërmarrje) e përparuar.*
5j. *usht.* Që gjendet me afër pozicioneve të armikut, që Ika përparuar me shumë në afërsi të tokave ku ndodhet armiku dhe ka mundësi të vëzhgojë lëvizjet e tij ose të luftojë drejtpërdrejt me të. *Pozicione të përparuara. Pike e përparuar.*
PËRPARUAR,~I (i) *m.sh.* ~, ~-IT (të). 1. Ai që
ka jarritur suksese e përfundime më të mëdha se të tjerët në zbatimin e detyrave, në plotësimin e tejkalimin e planeve si në sasi, ashtu edhe në cilësi etj. *Më-sojmë nga të përparuarit. Ndjekin shembullin e të për-paruarve. Ecin krahas më të përparuarit. Përgjithësojmë përvojën e të përparuarVe.*
2, Ai që është më të renë, që e mbron dhe e për-kraji atë, përparimtar.
PËRPARUES,~E *mb. libr.* Që zhvillohet a që vjen duke u shtuar gjithnjë e me tepër dhe shkallë-shkallë; progresiv. *Zhvillimi (procesi) përparues i sëmundjes. Ngrjitje përparuese e temperatures.*
PËRPEQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj qumështori me 'një petë, me vezë të rrahura me qumësht dhe me djathë të njomë, që piqet në tepsi; lloj byreku me qumësht e me djathtë të njomë.
Kërkon halën (qimen) në përpeq kërkon të gjejë të rheta e gabime me çdo kusht, edhe aty ku nuk ka.
PËRPËLIT (PËRPËLIS) *kal,* ~A, ~UR. Lëviz me shpejtësi kapakët e syve ose një gjymtyrë të trupit. *Përpëlit sytë* çel e mbyll sytë me shpejtësi. *Zogu për-pëliste krahët.*
PËRPËLITEM *vetv.* 1. Lëviz a përpiqem shumë sa andej e këtej, sillem vazhdimisht here nga njëra anë, here nga ana tjetër nga një dhembje, nga një shqe-tësiip i forte a nga diçka tjetër që me mundon shumë. *Përpëlitej i sëmuri. Përpëlitet në shtrat nga dhembjet. Përpëlitej në grahmat e vdekjes. Përpëlitet si peshku në zall. Përpëlitej zogu i rënë nga foleja.*
2. *fig. kryes. keq.* Vuaj shumë; bëj përpjekje të mëdha e në shumë drejtime për të shpëtuar nga një rrezik, për të dale nga një gjendje e vështirë a për të gjetur një rrugëdalje. *Përpëliten në darën e një krize të rëndë.*
• Përpëlitet (cëritet) si petulla në tigan *shih te* PETULL,~A. Përpëlitet (është) në shtratin e vdekjes *shih te* VDEKJE,~A.
PËRPËLITËS,~E *mb.* Që bën dridhje a Iëvizje të shpejta e të shpeshta, që përpëlitet. *Flak a përpëlit ëse e qiriut.*
PËRPËLITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRPËLIT, PËRPËLITEM.
*Përpëlitjet e qepallave. Përpëlitja e krahëve (të shpendit).*
2. Lëvizje të shpejta e të përsëritura dridhëse të të gjithë trupit ose të një pjese të tij; lëvizje e rrotu-llime të shpeshta të trupit për t'u qetësuar nga një dhembje etj. *Përpëlitjet e të sëmurit. Përpëlitjet e bi-shës së plagosur.*

3. *fig. kryes. keq.* Përpjekje të ethshme që bën dikush për të shpëtuar nga një rrezik, për të dale nga një gjendje e vështirë a për të gjetur një rrugëdalje çfarëdo. *Përpëlitjet e fundit të klasave shfrytëzuese (të kolonializmit).*
PËRPIHEM *vetv.* 1. Zhdukem, humbas pa lënë
gjurmë.
2. *Pës. e* PËRPIJ.
PËRPlJ *kal.,* ~VA, ~RË. I. E ha diçka shpejt e shpejt, me uri të madhe e pa e përtypur mirë, e për-laj; e gëlltit përnjëherësh (sidomos për bishat). *Ujku e përpiu qengjin. E përpiu tërë gjellën. Besonin se ku-çedra i përpinte njerëzit dhe kafshët.*
*2. kryes. veta III* edhe *fig.* E merr me vete dhe e zhduk, e thith dhe e përfshin brenda vetes; e zhduk, e asgjësoj duke e mbytur, duke e djegur etj.; e mposht dhe e shfaros. *E përpinë ujërat. E përpiu deti (lumi). E përpiu zjarri. I përpinte kurbeti. E përpiu lufta. E përpinin armikun të gjallë.*
3. *vet. veta III fig.* E mbështjell dhe e bën të pa-dukshëm, e fsheh, e zhduk. *përpiu nata (errësira, mjegulla). E përpinë retë.*
4. *kryes. veta HI fig.* Thith e mbaron sasi të mëdha; harxhon shumë forca për t'u bërë; i marr shumë kohë ose shumë energji. *Përpinte gjysmën e të ar-dhurave (e prodhimit). Përpin forca të mëdha. la përpiu të gjitha energjitë (të gjithë kohën).*
5. *fig.* Dëgjoj me vëmendje të madhe dike që flet, që këndon etj.; e përvetësoj menjëherë e të gjithë diçka që dëgjoj a lexoj, e thith të tërën; lexoj shumë e shpejt. *la përpiu fjalët (këshillat, bisedën). I përpinte libra! e rinj. E përpiu letrën. E përpin muzikën.*
•*k* E përpiu (e thithi, e piu, e rrufiti) dheu *shih te* DHE,~U. I përpiu (i hëngri, i gëlltiti) fjalët *shih te* GËLLTIT. E përpiu të gjallë e përlau dhe e zhduku. Përpin retë është shumë trim, është i shkathët dhe trim me fletë. E përpiu rrugën e bëri një rrugë me nxi-tim e me shpejtësi të madhe. E përpiu me sy ia nguli fort vështrimin e s'ia ndante sytë; e shikoi me lakmi e me dëshirë të papërmbajtur, e hëngri me sy.
PËRPIKËRI,~A . 1. Të qenët i përpiktë, vetia e atij që është i përpiktë; saktësi. *Përpikëria e ores. Përpikëria e peshores. Përpikëria e sekretarit. Shembull përpikërie. Mungesë përpikërie.*
2. Përputhja sa më e plotë e një gjëje me një tjetër; mënyra e përpiktë, më të cilën bëhet a kryhet diçka; saktësi. *Përpikëria e matjeve (e IlogaritjeVe). Përpikëria e përkthimit. Zbatoj programin (udhëzimet) me përpikëri. Punon me përpikëri. Gjuan (qëllon) me për-pikëri. Vjen gjithnjë me përpikëri në orën e caktuar.*PËRPIKTË (i)
1457
PËRPJEKUR (i)
• Me përpikëri (me siguri) matematike *libr.* me siguri të plotë.
PËRPIKTË (i,e) *mb.* 1. Që i përgjigjet qind për qind së vërtetës; që e tregon a e jep diçka pikërisht ashtu siç është në të vërtetë a në përputhje të plotë me diçka tjetër, me një gjedhe etj.; që bëhet a që punon ashtu si duhet, pa asnjë gabim e të metë; i saktë; i sigurt. *Llogaritje të përpikta. Listë emërore e përpiktë. Ore e përpiktë. Aparat i përpiktë. Armë e përpiktë. Përkthim i përpiktë. Koha e përpiktë.*
*2.* Që godet a gjuan mire në shenjë, që godet pikërisht atje ku duhet, që nuk gabon kur qëllon një pike të caktuar. *Qitës i përpiktë. Gjuajtës i përpiktë.*
3. Që i kryen punët e detyrat shumë mirë dhe në kohën e caktuar, që punon me kujdes të posaçëm dhe e bën çdo gjë me rregull e si duhet. *Punëtor (në-punës, nxënës) i përpiktë. I përpiktë në punë (në de-tyrë). Është i përpiktë si sahat.*
4. Që nuk lë vend për dyshime, që e jep a e shtje-Uon diçka në mënyrë të qartë e të nrerë. *Udhëzime (direktiva) të përpikta.*
Shkencat e përpikta matematika dhe shkencat e tjera që mbështeten tek ajo.
PËRPILIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRPILOJ, PËRPILOHET. *Përpilimi i një harte. Përpilimi i planeve të punës.*
PËRPILOHET. *Pës. e* PËRPILOJ. *Po përpilohen tekste të reja.*
PËRPILOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Hartoj diçka duke mbledhur të dhëna e materiale të ndryshme; shkruaj a bëj një listë, një shkresë etj. *Përpiloi listen e të ftuarve. Përpiloi një shkresë. Përpiloi një pasqyrë statistikore (një plan pune).*
*2.* Punoj për një kohë të gjatë për të hartuar një vepër, duke u mbështetur në të dhëna e materiale, si edhe në studime e arritje të mëparshme në një fushë të caktuar; hartoj. *Përpiloi një gramatikë shkollore. Përpiluan hartën gjeologjike të Shqipërisë.*
PËRPILUES,~I *m.sh.* ~, ~IT. Ai që përpilon diçka, hartues. *Përpiluesit e teksteve shkollore (e har-tave). Përpiluesit e rregullores.*
PËRPIQEM *vetv.* 1. Përplasem me një tjetër ose në një send të forte; ndeshet një send me një tjetër me force, përplaset. *Kur vraponin, u përpoqën. U përpoq në një gur (nëprag). U përpoqën dy makina (dy vetura). V përpoqën kokë me kokë.*
*2. bised.* Takohem me dike, piqem (zakonisht në rrugë). *U përpoq me një shok të fëmijërisë. U përpoqën në rrugë.*
3. *fig.* Ndeshem në luftë me dike, përleshem. *U përpoqën me armiqtë. U përpoqën me një patrullë. U përpoqën trup me trup.*
4. Bëj gjithçka që është e mundur për t'ia dale në krye një pune ose për të arritur diçka, bëj për-pjekje; mundohem, orvatem. *Përpiqen të tejkalojnë planin (të përmirësojnë cilësinë). Përpiqet të me ndih-mojë. U përpoq të mbante gjakftohtësinë. U përpoq ta shpëtonte. Përpiqet më të gjitha fuqitë. Do të përpiqen memishe meshpirt. Vpërpoq t'ia hidhte, por s"ia doli dot.*
5. *vet. veto III.* Bie në kundërshtim me një tjetër, ndeshet një mendim a një pikëpamje me një tjetër; përplaset. *Mendimet e tyre përpiqen.*
6. Sillem e rrotullohem sa nga njëri krah në tjetrin për të gjetur prehje a qetësi nga dhembjet, nga diçka që me mundon etj.; përpëlitem. *Përpiqej nga dhembjet. Përpiqej si pule e therur. Është përpjekur fëmija gjithë natën.*
• Përpiqej (bënte) si zorra (si veza) në prush *shih te* PRUSH,~I.
PËRPIRËS,~I *m. sh.* ~, ~>IT. 1. Ai që ha shumë dhe shpejt, ai që përpin çdo gjë që t'i vësh përpara, llupës.
2. *fig.* Ai që kërkon të ketë dhe të grumbullojë për vete çdo gjë.
3. *krahin.* Grope e fshehtë në tokë, që tb.ith me-njeherë ujërat e shiut.

4. *si mb.* ~, ~E. Që të pushton plotësisht, që të thith tërësisht, që të përpin; që shpreh një ndjenjë të fuqishme dëshire, lakmie etj. *Një ankth përpirës. Shikint (vështrim) përpirës.*

PËRPIRJE,~A . Veprimi sipas kuptimeye të foljeve PËRPIJ, PËRPIHET. *Përpirja e lundrës nga dallgët.*

PËRPJEK *kal,* PËRPOQA, PËRPJEKUR. 1. Go-das një send të forte me një tjetër, përplas; bëj që të ndeshet një gjë me një tjetër; bëj që të përpla-sen dy sende të forta (zakonisht me zhurmë), përplas. *Përpjek duart. Përpoqi takat. Përpoqi kokën te muri (pas murit). Përpoqi grushtin mbi tryezë. Përpjek këm-bët përdhe. Përpoqën gotat e verës (e rakisë). Era për-piqte degët. Mos i përpiq dyert. Përpiqte buzët.*

2. edhe *jokal. bised.* Takohem me dike, piqem (zakonisht në rrugë). *Përpoqi me shokun. Epërpoqi në rrugë.*

3. *fig.* Bashkoj dike a diçka me një tjetër, takoj. *përpoqën rrethanat (kushtet historike).*

4. *jokal. fig.* Shkoj, pajtohem, takohem me një tjetër, përputhem me të. *S'përpjek më të asgjëkund. Ato dy gjëra s'përpjekin ndërmjet tyre.*

•*k* S'përpjek aty s'arrij dot aty ku dua, s'puth dot. I përpoqi fjalët *me dike* bëri fjalë me dike, u zu, u grind me dike. Përpoqi pallat (ushtat) *me dike* hyri në grindje a në luftë me dike, u ndesh me dike. I përpjekin pipat basbkë *shih te* PIP,~I. S'ka ku të përpjekë (ku të përplasë) kokën *shih te* KOKË,~A.

PËRPJEKË,~A . Mundim i madh; zor. *Kishte përpjekë të madhe.*

PËRPJEKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRPJEK, PËRPIQEM. *Përpjekja e duarve (e këmbëve). Për-pjekja e dy makinave (e trenave). Kapërpjekje men-dimesh.*

*2.* Përqendrimi i vullnetit dhe i forcave fizike e mendore për t'ia dale në krye një pune ose për të a-rritur diçka; mënyrë që përdor dikush për t'ia dale në krye një pune; mundim, orvatje. *Përpjekje të më-dha (këmbëngulëse, të pandërprera, të përditshme). Përpjekje e kotë. Përpjekjet e popullit tone për liri e pavarësi. Bëj përpjekje* përpiqem. *Kërkohen shumë përpjekje. Bëri të gjitha përpjekjet. Nuk i shkuan kot përpjekjet.*

3. Luftim i shkurtër, ndeshje me armë ndërmjet pak forcave; luftim. *Përpjekje me armë (e armatosur). Në përpjekje me armiqtë. Ra në një përpjekje me di-versantët.*

PËRPJEKUR (i,e) *mb.* 1. Që përpiqet e punonshumë, që përpiqet t'ua dale në krye punëve sa me shpejt; i zoti, i shkathët e i hedhur në punë e në jetë, çalltor, çallëstiar. *Djalë (njeri) i përpjekur.*

2. Që përpiqet shumë për të tjerët, që nuk rri duar-lidhur kur i drejtohen të tjerët për t'u zgjidhur ndonjë çështje, për t'u plotësuar ndonjë nevojë etj.

PËRPJESË,~A *f.sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Përpjesëtim.

PËRPJESËTIM, ~I *tn.sh.* ~E, ~ET. 1. Marrë-dhënie të caktuara ndërmjet pjesëve përbërëse të diçkaje brenda së tërës; marrëdhënie mase a madhësie ndërmjet pjesësh ose gjërash që kanë lidhje njëra me tjetrën; *kund.* shpërpjesëtim. *Në përpjesëtime të drejta (të arsyeshme). Përpjesëtimi çimento-rërë. Për-pjesëtimet ndërmjet prodhimit dhe konsumit (të ar-dhurave dhe shpenzimeve). Në përpjesëtim me...*

2. Marrëdhënie e harmonishme nga madhësia a nga përmasat ndërmjet pjesëve të diçkaje ose ndërmjet pjesëve dhe së tërës, simetri. *Përpjesëtimi ndërmjet dyerve dhe dritareve. Përpjesëtimi ndërmjet trupit dhe, gjymtyrëve.*

3J. *kryes. sh. fig.* Madhësia e diçkaje, shkalla e zhvillimit a e shtrirjes që ka arritur një gjë, përmasë. *Në përpjesëtime të mëdha. Në përpjesëtime botërore. Ka marrë përpjesëtime të gjera lufta kundër kolonializ-mit (kundër imperializmit, kundër revizionizmit).*

*4\ mat.* Barazia ndërmjet dy marrëdhënieve sa-sior|e a numerike. *Përpjesëtim i drejtë (i zhdrejtë). Dy* j *të katërtat janë në përpjesëtim me katër të tetat.*

PËRPJESËTIMËRl,~A . *libr.* Të qenët në përpjesëtim me një tjetër, vetia e diçkaje që është në përpjesëtim me një tjetër; të qenët i përpjesëtuar. *Për-pjesëtimëria e gjymtyrëve me trupin.*

PËRPJESËTIMI,~A . *libr.* Përpjesëtimëri.

PËRPJESËTIMlSHT *ndajf. libr.* Në përpjesëtim me ! diçka, në mënyrë përpjesëtimore. *Shpërblim per-pjeiëtimisht me punën.*

PËRPJESËTIMOR,~E *mb. libr. Që* është në marrëdhënie të caktuara madhësie a sasie me diçka tjetër; që është a që bëhet në përpjesëtim me diçka, i përpjesshëm; që merr parasysh marrëdhëniet e pje-sëve| përbërëse më të tërën, proporcional; *kund.* shpër-pjesëtimor. *Madhësi përpjesëtimore.*

pklRPJESËTOHET. *Pës.* e PËRPJESËTOJ.

pfeRPJESËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj që një madhësi a një sasi të jetë në përputhje ose në përshtatje me diçka tjetër. *Përpjesëton shpenzimet më të ardhurat.*

2.! I jap secilit pjesën që i takon kur ndaj diçka, një shumë etj. *Përpjesëtuan fitimet (pasurinë).*

PËRPJESËTUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka përpjesëtimin e duhur, që pajtohet nga madhësia a nga përmasat me pjesët e tjera të një të tëre; që i ka pjesët përbërëse në përputhje e në harmoni njëra me tjetrën (nga madhësia, nga trajta etj.); *kund.* i shpërpjesëtuar. *Trup i përpjesëtuar.*

2.j Që është në përpjesëtim me diçka tjetër, që ka përpjesëtim ndërmjet pjesëve përbërëse; *kund.* i shpërpjesëtuar. *Zhvillim i përpjesëtuar.*

PËRPJESËTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të përpjesëtohet. *Madhësi e përpjesëtueshme.*

PËRPJESËTUESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i përpjesëtueshëm.

PËRPJESSHËM (i), ~ME (e) *mb. mat.* Që është në marrëdhënie të caktuara madhësie a sasie me diçka tjetër, përpjesëtimor. *Madhësi të përpjesshme. Brinjë të përpjesshme.*

PËRPJETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. E përpjetë; *kund.* tatëpjetë. *Përpjetë e forte. Ecën në përpjeta dhe tatëpjeta.*

2. Valle burrash që luhet në rreth të mbyllur me hedhje dhe kërcime.

PËRPJETË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Faqe mali a kodre që vjen duke u lartësuar; rrugë a pjesë rruge që shkon nga poshtë lart; vend i përpjetë; *kund.* e tatëpjetë. *E përpjetë e vështirë (e thepisur). Ngjiti (mori) të përpjetën.*

•*k* Nuk i hyn asaj së përpjetë *dikush* nuk i f u-tet një pune të vështirë, i mungon vullneti a guximi për të bërë një punë jo të lehtë. Ka të përpjeta, (po) ka edhe të tatëpjeta *fj.u. shift tek* TATËPJETË,~A(e)$_2$.

PËRPJETË (i,e) *mb.* 1. Që shkon nga poshtë lart; që vjen duke u ngjitur; *kund.* i tatëpjetë. *Vend i përpjetë. Rrugë e përpjetë.*

2- *fig-* Që vjen duke u rritur e duke u zhvilluar më tej; ngjitës. *Në vijë të përpjetë.*

PËRPJETË. I. *ndajf.* 1. Në drejtim nga poshtë lart; në një vend a drejt një vendi që shtrihet me lart një vendi tjetër, termal, lart; *kund.* tatëpjetë; poshtë. *Ngriti kokën (sytë, dorën) përpjetë. Mori matin (ko-drën, shtegun) përpjetë. I dha trupit përpjetë.*

2. Ngritur, drejt, lart; *kund.* poshtë. *mban veshët përpjetë (lepuri). E mban bishtin përpjetë. E mban kokën përpjetë.*

3. *fig.* Me shumë se një sasi e caktuar kohe etj., lart. *Tetëdhjetë vjeç e përpjetë.*

II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedho-re, që shënon një vend më të lartë, drejt të cilit shkon dikush a diçka duke u ngjitur. *Përpjetë malit (kodrës, bregut). Përpjetë lumit.*

•*k* Bën (shkon) përpjetë rritet e zhvillohet mirë, merr zhvillim të mbarë, shkon lart. S'bën përpjetë *dikush* a) nuk e merr dot veten pas një sëmundjeje; b) nuk del dot nga një gjendje e vështirë ekonomike; nuk i vete mbarë, nuk ecën përpara. Me bythë përpjetë përmbys; me këmbë përpjetë. Hidhu përpjetë! *shih te* HIDHEM. U hodh (kërceu) përpjetë *shih te* HIDHEM. Hovi përpjetë *nga diçka shih te* HOV. Merr përpjetë *dikush* zemërohet shpejt, rrëmbehet. Me hundën përpjetë me mendjemadhësi, me fodullëk. Poshtë e përpjetë andej e këtej, pa ndonjë drejtim a qëllim të caktuar; tutje-tëhu, lart e poshtë. Me veshët përpjetë (ngritur) *shih te* VESH,~I. I mban veshët përpjetë (ngritur) rri në përgjim, përgjon me kujdes, është gjithnjë gati të dëgjojë. Dhi e zgjebosur (e zgje-bur) e bishtpërpjetë (bishtin përpjetë) *shih te* ZGJEBOSUR (i,e). Me hedh (me ngre) dheu përpjetë *shih te* DHE,~U. I hidhet (i hov) gjoksi (zemra) përpjetë *shih te* HIDHEM. E ktheu (e ngriti, e hodhi) me këmbë përpjetë *mospërf. shih te* KËMBË,~A. Mban bishtin përpjetë i është rritur mendja, vret lart. E mban (e ka) hundën përpjetë (lart) *iron, shih te* HUNDË,~A. Ngriti (çoi) duart lart (përpjetë) *shih te* NGRE. Ngre (çon) hundën përpjetë *shih te* HUNDË,~A. Iu ngritën (iu çuan) fiokët (qimet, leshrat e kokës) përpjetë *shih te* FLOK,~U. E ka ngritur lafshën përpjetë *shih te* LAFSHË,~A. Ngre ujin përpjetë *shih tek* UJË,~I. Dikush (njëri) përpjetë e dikush (tjetri) tatëpjetë dikushpërparon e dikush shkon prapa, dikush ngjitet, dikush zbret, jeta ka të përpjeta e të tatëpjeta. Mos shiko (vështro) gjithnjë përpjetë, po sbiko (vështro) edhe tatëpjetë . *u. shih tek* TATËPJETË.

PËRPLAS *kal,* ~A, ~UR. 1. Godas një send të forte me një tjetër, përpjek; përpjek diçka me force me diçka tjetër (zakonisht me zhurmë). *Përplas derën. Përplas duart. Përplas këmbët për tokë. Për-plasi kokën te muri (te trari, te dera). Përplasi grushlin mbi tryezë. Përplaste buzët duke ngrënë.*

2. Hedh me vrull e me force diçka përtokë a diku gjetkë; e hedh diçka pa kujdes diku. *E përplasi ka-truven përdhe. I përplasi në një cep plaçkat.*

3. *fig.* I ngarkoj dikujt një punë për të lehtësuar veten; ia bëj barrë dike a diçka, ia lë atij. *la përplasi të dy fëmijët. Ia përplasi asaj punët e shtëpisë. Ia përplasi në derë.*

4. *fig.* E vendos me detyrim dike a diçka në një vend të keq e të papërshtatshëm; e lë dike në një gjendje të keqe pa u bërë merak për të; hedh. *I për-plasnin bujqit në vende moçalore (në toka të këqija). I përplasnin punëtorët në burgje.*

•*k* Ia përplasi (ia tha) në fytyrë *dikujt shih te* FYTYRË,~A. Përplasi (përpoqi) këmbët kërkoi diçka me këmbëngulje, e kërkoi patjetër (si fëmija kur kër-kon diçka). Ia përplasi derën në fytyrë *shih te* FYTYRË, ~A. S'ka ku të përplasë (ku të përpjekë) kokën *shih te* KOKË,~A. Është për t'u përplasur në mur (pas murit) *shih te* MUR,~I.

PËRPLASEM *vetv.* 1. Ndeshem me vrull e me force me dike a me diçka; *vet. vet a HI* përpiqet me një send tjetër të forte. *Përplasem në mur. U përplasën dy makina. U përplas topi në shtyllë. Përplasën valët pas shkëmbinjve. Iu përplas koka në shkallë. Përplasej nëpër gurë.*

2. Bie me vrull përdhe a mbi diçka tjetër të forte. *V përplas në tokë (në dysheme).*

3. Lëshohem a ulem përnjëherësh në një vend për të pushuar etj., plandosem (kur jam shumë i lodhur, i dëshpëruar etj.). *U përplas në kolltuk (në shtrat, në nim).*

4. *fig. bised.* I drejtohem dikujt për ndihmë, shkoj dhe i kërkoj të me mbarojë një punë, i vete të gjej mbështetje. *Përplaseshin tek ai të gjithë. Përplasej në seksion për çdo gjë. Ku të përplasem unë tanil*

5. *vet. veta III fig.* Bie në kundërshtim, ndeshet një mendim a pikëpamje me një tjetër; ballafaqohet. *Përplasën mendime (parime) të ndryshme.*

6. *Pës. e* PËRPLAS.

PËRPLASJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRPLAS, PËRPLASEM. *Përplasja e duarve. Përplasja e derës. Përplasja e gotave. Përplasje mendimesh. Rregullimi i veturës pas përplasjes.*

2. Zhurma që del kur përplasën dy gjëra, kërcitje. *U dëgjua një përplasje e forte. U zgjua nga përplasja e derës.*

PËRPLOT *ndajf. përf.* Plot e përplot: aq plot sa nuk nxë me; deri në grykë, rrafsh. *Ishte mbushur dho-ma (stadiumi) plot e përplot. E mbushi gotën (thesin, shportën) plot e përplot.*

PËRPLOTËSIM,~l *m.sh.* ~E, ~ET *përf., libr.*

Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRPLOTËSOJ, PËRPLOTËSOHET. *Përplotësimi i vizatimit.*

PËRPLOTËSOHET *vetv. përf., libr. I.* Plotësohet me mirë me diçka; bëhet me i përsosur, duke marrë a duke fituar gjëra të reja. *U përplotësuan zbrazëtitë. Përplotësohen dijet (njohuritë).*

*2. Pës. e* PËRPLOTËSOJ.

PËRPLOTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *përf, libr.* E plotësoj me mirë diçka; e bëj mëtë përsosur, duke e plotësuar më tej me diçka. *Përplotëson kuptimin e foljes.*

PËRPLOTËSUES,~E *mb.* Që i shtohet diçkaje për ta plotësuar me mirë ose për ta përsosur.

PËRPOS *parafj.* Përveç; me përjashtim të dikujt a të diçkaje. *Përpos atij (asaj, atyre). Përpos shka-qeve (arsyeve) të tjera.*

PËRPOSH. I. *ndajf.* 1. Në një vend që gjendet nën dike a diçka, që ndodhet me ulët në krahasim me dike a me diçka; poshtë; *kund.* përsipër. *Në një fushë (shteg) aty përposh. Lumi që kalon përposh.*

2. Në drejtimin nga lart poshtë; poshtë, tatëpjetë; *kund.* përpjetë. *Lëshoi flokët përposh. Zbritëm përposh.*

II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore, për të treguar një vend më të ulët se një tjetër ose një vend a diçka që ndodhet nën një tjetër; poshtë; *kund.* përsipër.

*Përposh malit (kodrës). Përposh shtëpisë. Një dërrasë përposh këmbëve.E futipërposh tryezës.*
PËRPOSHTAZI *ndajf.* Në anën e poshtme të diçkaje, përposh, përfundi.
PËRPRlSH *kal,* ~A, ~UR *përf.* I. E prish fare diçka, e shkatërroj krejt. *E përprishi shtëpinë.*
2. E këput krejt një lidhje a një marrëdhënie që kam pasur me dike, e prish fare. *E përprishën fejesën*
*(miqësinë).*
PËRPRISHEM *vetv. përf.* 1. I këput krejt lidhjet me dike, ndërpres fare marrëdhëniet, prishem keq me dike.
2. Humbas mendjen, humbas logjikën e shëndoshë; prishem nga mendtë. *U përprish, i shkreti.*
3. *Pës. e* PËRPRISH.
PËRPRtSHJE,~A. *përf.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRPRISH, PËRPRISHEM. *Përprishja*
*e marrëdhënieve (e fejesës).*
PËRPRlSHUR (i,e) *mb.* Që ka humbur arsyen; i' prishur mendsh, i çmendur. *Thërriste si i përprishur.*
PËRPUNlM,~I *m.sh.* ~Ë, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRPUNOJ, PËRPUNOHET. *Përpunimi i lëndës së drurit. Përpunimi i naftës. Për-punimi i qumështit (i rrushit).*
PËRPUNOHET *vetv.* 1. Fiton veti a cilësi të ne-vojshme ose më të mira për t'u përdorur më tej. 2. *Pës. e* PËRPUNOJ.
PËRPUNOJ *kal.,* -°OVA, ~UAR. 1. E punoj diçka (zakonisht një lëndë të pare) dhe nxjerr prej saj prodhime të ndryshme; e punoj më tej diçka, e sjell në një gjendje më të mirë ose e bëj më të gat-shme për t'u përdorur; i jap dorën e fundit një vegle, një detali etj. *Përpunojnë bitumin (naftën). Përpunon pemët (rrushin). Përpunon qumështin. Përpunojnë lëndën e pare.*2. E ngre diçka në një shkallë më të lartë, e përsos më tej, ia rrit vlerat e cilësinë, duke e studiuar me me, kujdes e me zell të posaçëm, duke e shtjelluar me mirë, duke e lëmuar etj. *Përpunojnë gjuhën. E përpuhoj më tej veprën (romanin).*
3. Ndërtoj a formoj diçka, duke menduar mirë e duke punuar me kujdes për të, duke shfrytëzuar përvojën etj.; përgatit diçka me kujdes të posaçëm, duke e menduar mirë dhe duke përqendruar gjithë vëmendjen; bëj, hartoj me kujdes. *Ka përpunuar dhe ndjek një vijë politike të drejtë. Përpunoi një teori të re. Përpunoi një plan të hollësishëtn. Përpunoi një projekt të ri.*
4. *zakon. keq.* Përpiqem t'i mbush mendjen dikujt e të ndikoj tek ai me mënyra të ndryshme, që të mbajë një qëndrim të caktuar për përfitime vetjake. *Per-punonin mendimin (opinionin) publik. E kishte përpunuar një kulak. I përpunonte që të votonin për të.*
PËRPUNUAR (i,e) *mb.* 1. Që është punuar për ta sjellë në një gjendje më të mirë ose për ta bërë më të gatshëm për t'u përdorur. *Lëndë e parë e përpunuar.*
*2.* Që është punuar me kujdes për t'i rritur më tej vlerat e cilësinë. *Roman (tekst) i përpunuar. Botim i ri i përpunuar.*
3. *muz.* Që është vënë dorë mbi të dhe i janë shtuar elemente të reja, pa prekur motivin kryesor (zakonisht për një këngë a valle popullore). *Muzikë e përpunuar. Valle (këngë) të përpunuara.*
PËRPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me përpunimin e diçkaje, ai që e punon më tej diçka dhe përmirëson cilësinë e saj. *Përpunuesit e lëkurëve (e lëndëve plastike).*

PËRPUNUES,~E *mb.* Që përpunon një lëndë të parë ose një material duke e kaluar nëpër disa pro-cese pune. *Makinë përpunuese. Ndërmarrjepërpunuese. Industria përpunuese* degë e veçantë e industrisë që, ndryshe nga industria nxjerrëse, merret me përpunimin e lëndës së parë dhe me përgatitjen e makinave, të veglave të ndryshme, të detaleve etj.
PËRPUNUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të përpunohet për të nxjerrë prodhime të ndryshme (për një lëndë të pare, një metal etj.). *Lëndë plastike e përpunueshme.*
PËRPUQ *kal,* ~A, ~UR. Puthit, përputh, puq (edhe *fig.). Përpuq xhamin me kornizën. E përpuqi mirë. Përpuq dy ide.*
PËRPUQEM *vetv. 1.* Përputhem, puqem; *vet. veta III* puthitet (edhe *fig.). Përpuqen në mendime. U për-puqen karakteret. Nuk përpuqemi bashkë.*
*2. Pës. e* PËRPUQ.
PËRPUQJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes PËRPUQEM. *Përpuqje mendimesh.*
PËRPURTH,~I *m.* dhe PËRPURTHË,~A .
Të| pëgërë i hollë dhe i shpeshtë, të dalët bark, lëbarke, diarre.
PËRPURTH *kal,* ~A, ~UR. Ndyj, fëlliq, ndrag (me të pëgërë të hollë e të shpeshtë, kur dike e heq bark). *Përpurthi dyshekun (ndërresat).*
PËRPURTHEM *vetv.* Me zë purtha; ndyhem, fëlliqem, ndragem (me të pëgërë, kur dike e heq bark). *U përpurth foshnja.*
PËRPUSH *kal,* ~A, ~UR. 1. Trazoj zjarrin,
e hap prushin me mashë që të ndizet me shpejt e me mirë, prushit, shpurrit; shpupurish. *Përpush zjarrin (urët).*
*2. vet. veta HI.* Gërryen token me këmbë, zhgurit (për pulat etj.).
3. Shpupurish. *Ia përpushi era flokët.*
PËRPUSHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Gërryen token me këmbë për të gjetur ndonjë ushqim, zhgurit (krye-sisht për pulën). *Përpushet pula në pluhur.*
2. Shpreh me lëvizje të ndryshme e të rrëmbyera një shqetësim të brendshëm; hidhem përpjetë nga dhembjet ose nga një ngacmim i papritur; përpëlitem. *Përpushej në shtrat (nga dhembjet). Mos u përpush ashtuf*
*3. Pës. e* PËRPUSH.
• Përpushet (mbeti) si peshku në zall (pa ujë) *shih te* PESHK,~tt.
PËRPUSHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRPUSH, PËRPUSHEM. *Përpushja e zjarrit.*
2. *kryes. sh.* Lëvizje të shqetësuara që bën dikush nga dhembjet ose nga ndonjë ngacmim tjetër i forte a i papritur; lëvizje a përpjekje të kota; përpëlitje.
PËRPUTH *kal,* ~A, ~UR. 1. Takoj e puq plo-tësisht dy sende a dy anë të tyre, puthit. *Përputh dë-rrasat e derës (e fuçisë). Përputh anët e një rrobe (për t'i qepur).*
*2. fig.* Pajtoj diçka me një tjetër, vë dy gjëra në pajtim të plotë njëra me tjetrën. *Përputh fjalët me veprat.*
PËRPÇTHEM *vetv. 1. vet. veta III.* Takohet e puqet një send ose njëra anë e tij me një tjetër në të gjitha pikat, puthitet. *Nuk janë përputhur mirë dë-rrasat. Dy katrorë me brinjë të njëjta përputhen. gjeom.*
*2. vet. veta HI.* Rri ngjitur pas trupit. *Përputhet për trup këmisha (bluza, fundi).*

3. *fig.* Puqem me një tjetër, pajtohem në men-dime etj.; i përgjigjet plotësisht diçkaje, është siç e kërkon a jo. *Nuk përputhemi në mendime. Përputhet plotësisht më të vërtetën. Përputhet me kërkesat e programit. Përputhen fjalët me veprat. Përputhen thë-niet e dëshmitarëve.*

PËRPUTHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRPUTH, PËRPUTHEM. *Përputhja e fjalëve me veprat. Për-puthja e forcave prodhuese me marrëdhëniet në prodhim.*

2. Barazi a ngjashmëri ndërmjet dy gjërave ose dy dukurive, pajtim i plotë; përshtatje. *Përputhje e plotë mendimesh. Në përputhje me rregulloren (me udhëzimet, me ligjet). Në përputhje me interesat e Atdheut (e popullit).*

PËRQAFEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Përqafohem me dike. *U përqaf më të gjithë.*

PËRQAFIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRQAFOJ, PËRQAFOHEM.

*Përqafim i përzemërt. Përqafimet e nënës. Përqafimi i një ideje.*

PËRQAFOHEM *vetv.* 1. I hedh krahët në qafë dikujt dhe ai njëkohësisht m'i hedh mua në shenjë dashurie, miqësie, kur përshëndetemi etj.; rrokem në qafë me dike. *U përqafuan me mall. Kur u ndanë, u përqaf uan e u puthën.*2. *Pës. e* PËRQAFOJ. *Përqafohet nga masat vija e Partisë. Përqafohen metoda të reja (lë përparuara).*

PËRQAFOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. I hedh kra-hët në qafë dikujt për t'i shprehur dashurinë, miqësinë e përzemërt, kur përshëndetem më të etj.; e rrok me krahë dhe e afroj pranë gjoksit, e marr ngrykë. *Për-qafoj nënën (babanë, gruan, fëmijët). Të përqafoj me mall (nga larg).*

2. *fig.* Pranoj një ide, një teori, një pikëpamje, një çështje etj. dhe bëhem ithtar besnik i saj, e bëj timen; zgjedh një rrugë veprimtarie sipas shembullit të dikujt, filloj të ndjek një drejtim të caktuar në një fushë të veprimtarisë politike, ekonomike etj. *Përqafuan vij'ën e drejtë të Partisë. Përqafuan idetë komuniste. Përqafuan kolektivizimin. Përqafuan teknikën e re (me-todat e reja).*

PËRQALLEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. I afrohem dhe i sillem dikujt rreth e rrotull, duke iu fërkuar me trup për t'i shprehur ndjenja dashurie a dashami-rësie; *vet. veto III* i fërkohet dikujt me trup pas këm-bëve etj. (për macen, qenin etj.). *Iu afrua dhe iupërqall si mace. Kur të përqallet, të kafshon.*

*2. fig.* I bëj lajka dikujt, i lëpihem.

PËRQARK, ~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. Zbukurime me vija, me lule etj. në pjesët anësore të diçkaje.

PËRQARK. I. *ndajf.* Rreth e rrotull, përreth. *Rreth e përqark* nga të gjitha anët, përreth. *Në vendet aty përqark. Në fushat që shtrihen përqark. Shikonte përqark. Përqark duken fshatrat. I ra përqark. I erdhi përqark që ta kapte.*

II. *parafj.* Rreth, rrotull. *Përqark shtëpisë (oborrit, kopshtit).*

•*k* la sjell mendjen përqark (rrotull, vërdallë) *dikujt shih te* MENDJE,~A. I vjen tjegulla përqark (vërdallë) *dikujt shih tek* TJEGULL,~A.

PËRQARKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Retra që lidh dhe mbledh opingën pas këmbës.

PËRQAS *kal.,* ~A, ~UR. Krahasoj dy gjëra ndërmjet tyre, i ballafaqoj dhe i shoh si janë njëra me tjetrën; krahasoj. *Përqas dy përkthime.*

PËRQASEM *vetv.* 1. Krahasohem a ballafaqohem me një tjetër; kam tipare a cilësi të ngjashme me një tjetër; i afrohem. *Nuk përqaset dot me të. S'i përqasej njeri për trimëri (për dituri).*

2. *Pës. e* PËRQAS.

PËRQASJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRQAS, PËRQASEM. *Përqasja e dy gjuhëve.*

2. Krahasim; ballafaqim. *vogël në përqasje me atë.*

PËRQENDRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRQENDROJ, PËRQENDROHEM. *Përqendrimi i vëmendjes. Për-qendrimi i trupave (i forcave ushtarake). Përqendrimi i pushtetit. Përqendrimi i prodhimit. ek.* grumbullimi i shumë mjeteve dhe i forcave prodhuese në një vend për të arritur një prodhimtari më të lartë, duke zba-tuar edhe teknikë më të përparuar.

2. *kim.* Sasia e një lënde të shkrirë në një vëllim të caktuar tretësire. *Përqendrim normal (i lartë). Llojet e ndryshme të përqendrimit të tretësirave.*

3. *usht.* Forca ushtarake dhe mjete luftarake të grum-bulluara në një pike a në një vend. *Përqendrime armike.*

4. Aftësia për të mbajtur të ngulitur vëmendjen a vështrimin diku; aftësia për t'u përqendruar në një punë. *Shikonte me përqendrim. Ka mungesë përqendrimi në mësim.*

•*k* Kamp (fushë) përqendrimi vend i rrethuar dhe i ruajtur nga forcat e policisë a të ushtrisë, ku mbahen të mbyllur revolucionarët e njerëzit me pikëpamje përparimtare në vendet kapitaliste e revizioniste; vend i rrethuar ku mbaheshin të mbyllur revolucionarët dhe robërit e luftës të kapur nga ushtritë nazifashiste gjatë Luftës së Dytë Botëroie.

PËRQENDROHEM *vetv.* 1. *zakon. sh.* Shkojmë për t'u mbledhur a për t'u grumbulluar në një vend; *kund.* shpërqendrohem. *Trupat (forcat) u përqendruan në breg të lumit (rrëzë malit, në qytet).*

*2. fig.* I kushtoj vëmendjen dhe kujdesin kryesor një pune a një drejtimi, ngulit gjithë vëmendjen ne një punë a në një drejtim, mbaj të ngulitur vëmendjen vetëm në diçka, aty i vë të gjitha forcat, me atë merrem kryesisht, aty ndalem me shumë. *Ishin përqendruar me shumë në mbjelljet. Diskutimi u përqendrua te çështja kryesore (në pikën e dytë).*

3. Jam i aftë të mbledh forcat mendore dhe të mbaj të tendosur vëmendjen, përmbledh veten; *kund.* shpërqendrohem. *U përqendrua mirë para se t'i hynte punës (studimit). Nuk përqendrohet dot. Përqendrohu këtut*

3. *Pës. e* PËRQENDROJ.

PËRQENDROJ *kal,* ~OVA, ~ÇAR. I. Grum-bulloj në një pike a në një vend njerëz, sende etj. për një qëllim të caktuar, mbledh në një vend, bash-koj në një pike; *kund.* shpërqendroj. *Përqendruan ushtrinë (trupat, forcat vullnetare). Përqendroi ka-pitalet. I përqendroi në një pike (në një vend).*

*2.* Drejtoj e ngulit ne një vend ose në një anë (për shikimin etj.); mbledh e drejtoj diku për një qëllim të caktuar, e ngulit në një gjë a në një pike (për forcat, vëmendjen, veprimet, goditjet etj.). *Përqendroi shikimin (vështrimin, sytë) te skena. Përqendroj vëmendjen. Përqendroj forcat. Përqendroj mendimet. E përqendruan zjarrin mbi bunkerin e fashistëve.*

3. Bashkoj në një qendër drejtuese, krijoj një qendër drejtuese të vetme. *Përqendroi pushtetin* krijoi një pushtet

qendror; mori në dorë vetë frenat e sun-dimit pa e ndarë këtë më të t jerë. *Përqendroi fuqinë (drejtimin).*

PËRQENDRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është mbledhur a është grumbulluar në një vend; qe është drejtuar dhe godet në një pike të caktuar. *Zjarr i përqendruar. Goditje me forca të përqendruara.*

2. Që është drejtuar e ngulitur në një vend a në një pike (për vëmendjen etj.); që ka përqendruar vëmendjen e kujdesin në një punë. *Nxënës i përqendruar. Me vështrim të përqendruar. Me mendje të përqendruar.*

Aksion me goditje të përqendruar *shih te* GODITJE,~A 11.

PËRQENDRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Aparat që shërben për të dendësuar lëndë të ndryshme, si-domos me anë të avullimit.

PËRQENDRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të përqendiohet. *Forca të përqendrueshme.*

PËRQENDRUESHMËRI,~A. . *libr.* Të qenëti përqendrueshëm; aftësia për t'u përqendruar. *Per-qendrueshmëria e vëmendjes.*

PËRQESH *leal.,* ~A, ~UR. Përsërit ato që thotë dikush ose bëj si bën ai, për ta tallur a për ta bërë qe-sharak; e shkërbej për ta vënë në lojë; e tall dike, e qesëndis, i nxjerr gjuhën. *Kush përqesh, e qeshin. fj. u.*

PËRQESHEM. *Pës. e* PËRQESH.

PËRQESHËS,~E *mb.* 1. Që shkërben dike për ta tallur; që bëhet ose thuhet për të përqeshur dike; tallës. *Shqiptim përqeshës (i fjalëve të dikujt). Fjalë per-qeshëse. Lëvizje përqeshëse.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që përqesh a që e ka zakon të përqeshë të tjerët. *Përqeshës i pa-durueshëm.*

PËRQESHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptiraeve të foljeve PËRQESH, PËRQESHEM.

2. Fjalë ose lëvizje që bëhen për të përqeshur dike; qëndrim tallës e mospërfillës ndaj dikujt a diçkaje. *Përqeshje keqdashëse. Përqeshje me ligësi.*

PËRQESHUR, ~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që e tallin a e vënë në lojë të tjerët. *zhveshuri, i për-qeshuri. fj. u.*

PËRQETH *kal,* ~A, ~UR. Rrëqeth, ngjeth. *Ere që të përqeth shtatin.*

PËRQETHEM *vetv.* Rrëqethem, ngjethem. *Iu përqeth trupi.*

PËRQETHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Rrëqethje, ngjethje. *Me shkon (me kalon) një përqethje në trup.*

PËRQETHUR,~A (e>. *kryes. sh.* ~A, ~AT (të).

Rrëqethje, ngjëthje. *Kishte (i shkonin) të përqethura.*

PËRQI,~A . *sh.* ~, ~TË. Pajë.

PËRQINDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Një e një-qindta pjesë e një numri, i cili merret si një e tërë (shënohet me shenjën %). *Llogaritet (vlerësohet) me përqindje.*

*2.* Pjesa e një të tëre, e Ilogaritur mbi bazën e ndar-jes së saj në njëqind njësi; sasia e diçkaje për çdo njëqind njësi. *Përqindja e lindjeve. Përqindja e kalimit të nxënësve. Përqindja e realizimit të planit.*

3. Të ardhurat që merren për çdo njëqind njësi monetare (zakonisht kur vihen të hollat në bankë a në arkën e kiirsimit). *Përqindja bankare. Përqindje e lartë. Librezë kursimi me përqindje.*

4. Shpërblimi për punën e kryer, i Ilogaritur sipas të ardhurave ose sipas xhiros në të holla. *Punon me përqindje.*

PËRQOIC *kal,* ~A, ~UR. I. Mbledh kokërr për kokërr pemët që kanë rënë në tokë. *Përqokin ullinjtë.*

*2. vet. veta III.* Merr me sqep, çukit, quk. *Zogjtë përqoknin thërrimet e bukës.*

3. Nduk; pickoj. *la përqoku shtatin.*

*4. fig.* Mbledh pak nga pak e me kujdes të dhëna a njohuri të ndryshme e të shpërndara andej-këtej, qëm-toj; yjel. *Përqok fjalët e rralla ngapërrallatpopullore.*

PËRQUIXEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me rrjedh pështiymë nga goja duke folur me inat a me zemërim, përjargem.

PËRQURREM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me kullojnë qurrat nga hundët. *Qante dhe përqurrej.*

PËRRETH. I. *ndajf.* Në hapësirën që shtrihet rreth e rrotull dikujt a diçkaje, rrotull, përqark. *Në fshatrat (kodrat) që ndodhen përreth. Shikoi (vështroi) përreth.*

*ll.parafj.* Rreth, rrotull. *Përreth vatrës (zjarrit). Përreth shtëpisë. Përreth Partisë (udhëheqjes). Përreth nesh.*

PËRRËND *kal,* ~A, ~UR. I shtie mullëz qumështit për ta zënë djathë. *E përrëndi qumështin.*

PËRSE *ndajf.* I. Pse, për çfarë shkaku, për ç'arsye. *Përse u vonove? Përse nuk erdhe? Përse qesh? Përse luftojnë (punojnë) ? Përse është e tronditur?*

*2. përd. lidh.* përdoret përpara fjalive të varura kryefjalore ose kundriaore me nuance shkaku. *Nuk e di përse u gëzua (përsz u zemërua). Ata kishin përse të krenoheshin (të qëndronin ballëlart).*

3. *si em.* ~, ~JA . *sh.* ~, ~TË. Shkaku, arsyeja, pse. *Kërkonte (gjeti) përsenë. Nuk e dipërsenë e diçkaje.*

• S'ka përse përdoret si përgjigje mirësjelljeje kur na falënderon dikush.

PËRSËDYT *kal,* ~A, ~UR. Bëj a them diçka për here të dytë, përsërit edhe një here. *Përsëdyti urdhrin (fjalët). Nuk e përsëdyti gabimin (fajin).*

PËRSËDYTET *vetv.* 1. Ndodh a bëhet diçka për here të dytë, përsëritet edhe një here. *U përsëdyt tro-kitja.*

2. *Pës. e* PËRSËDYT.

PËRSËDYTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRSËDYT, PËRSËDYTET.

PËRSËRI *ndajf.* Edhe një here tjetër, prapë, sërish. *Filloj (nis) përsëri. Erdhi përsëri. E mori veten përsëri.*

PËRSËRIT (PËRSËRIS) *kal,* ~A, ~UR. 1. Them a shpreh edhe një here atë që kam thënë ose që kam shprehur me pare, them përsëri. *Përsëriti po ato fjalë. Përsërit të njëjtat gjëra. Përsërit e ripërsërit po ato kërkesa.*

*2.* Them a shpreh atë që ka thënë a ka shprehur dikush tjetër. *Përsëriti fjalët e tij.*

3. Bëj edhe një here një punë, një veprim etj. që kam bërë me pare, bëj përsëri të njëjtën gjë. *Për~ sërit mësimin. Nuk e përsëriti me gabimin. Përsëriti klasën* mbeti në klasë dhe i duhet të ndjekë mësimet edhe një here në atë klasë.

4. *vjet.* Ripërtërij. *Përsëriti fuqitë. Dielli (shiu) i përsëriti lulet.*

• Përsërit vetveten *shih te* VETVETE,~JA.

PËRSËRITET *vetv.* 1. Ndodh a shfaqet përsëri (një ngjarje, një dukuri etj.). *Iu përsërit sëmundja. Ngjarje që përsëriten. Përsëriten traditat e lavdishme të Luftës Nacionalçlirimtare.*

2. *Pës. e* PËRSËRIT. *Nuk përsëritet me ai gabim.*

PËRSËRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që thotë a që bën edhe një here ato që ka thënë ose që ka bërë me pare; ai që e thotë ose e bën diçka me shumë se një here. *Përsëritës i gjërave të ditura.*

2. Nxënësi a studenti që përsërit klasën ose vitin shkollor; mbetës. *S"kemi përsëritës në klasë.*

3. *drejt.* Ai që e bën rishtas fajin e mëparshëm ose një faj tjetër, recidivist. *Dënimi i një përsëritësi.*
4. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Nxënës përsëritës.*PËRSËRITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PËRSËRITËS,~I.
PËRSËRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeye PËRSËRIT, PËRSËRITET. *Përsëritja e lëndës. Përsëritja e një kërkese.*
2. Diçka që përsëritet disa here. *Përsëritje të mër-zitshme (të kota). Me shumë përsëritje.*
3. Mësim që bëhet duke përsëritur lëndën ose një pjesë të saj, për të ngulitur me mirë njohuritë e fituaia me pare. *Përsëritje përfundimtare (vjetore). Orët e përsëritjes.*
*4. let.* Figure stilistike që krijohet duke përdorur disa here me radhë të njëjtën fjalë ose frazë për të shprehur diçka me force të vecantë (p.sh. *Krujë o qytet i bekuar* Prite, prite *Skënderbenë.).*
PËRSËRITSHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që round të bëhet a mund të ndodhë përsSri, që mund të përsëritet here pas here në kushtë a në periudha kohe të caktuara. *Lidhjet shkakësore janë të përsëritskme.*
PËRSËRITUR (i,e) *mb.* I. Qe është bërë ose ka ndodhur edhe here të tjera me pare; që bëhet me se një here, që bëhet me këmbëngulje e në tnënyrë të vazhdueshme. *Kërkesa të përsëritura. Sulme të per-sëritura.*
2. *vjet.* I ripërtëritur, i përtërirë. *Plak i përsëritur. Komb i përsëritur.*
PËRSIAT (PËRSIAS) *kal.,* ~A, ~UR. I. E shqyr-toj gjatë diçka, e raendoj mirë para se të vendos a të veproj, e peshoj si duhet, e rrah mirë me mend. *E përsiati mirë punën (çështjen). E përsiatën thellë atë që do të bënin.*
2. *jokal.* Mendohem mirë për diçka, përsiatem.
PËRSIATEM *vetv.* Mendohem thellë për diçka, e rrah mirë me mend.
PËRSIATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRSIAT, PËRSIATEM. *Përsiatja e punës.*
2. Të menduarit thellë, rrahja mirë me mend e gjërave për të gjetur shkaqet e arsyet e diçkaje, për të zbuluar të vërtetën, për t'i dhënë përgjigje një pyet-jeje a një mëdyshjeje etj. *Përsiatjet e poetit. Përsiatjet mbi natyrën (mbi jetën e njeriut).*
PËRStPËR. I. *ndajf.* 1. Në pjesën e sipërme a nga ana e sipërfaqes së diçkaje; në anën e jashtme të diçkaje; mbi krye; sipër; *kund.* përposh. *Është e forte (e bate, e kuqe, e bardhë) përsipër. Qëndron përsipër vaji (nafta). Mos i rripërsipër! I shkoiplumbipërsipër. I hoqi një bojë përsipër.*
2. Përpjetë. *E ngriti përsipër. U hodh përsipër.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore për të treguar sipërfaqen e një vendi a të një sendi, n\bi të cilin ndodhet ose lëviz diçka; sipër, mbi; *kund.* përposh. *Përsipër tryezës (tavanit).*
•*k* I hipi përsipër *dikujt a diçkaje shih te* HIPI. Marr përsipër (një punë, një detyrë...) ia hyj një pune duke marrë mbi vete përgjegjësinë për ta kryer, i dal zot një pune a një detyre. 1 rri përsipër *dikujt a diçkaje* lcujdesem shumë për dike a për diçka, nuk i ndahem, i rri mbi kokë.
PËRSKAJ *ndajf.* Në anë a në cep të diçkaje, shka-razi. *Kaluan përskaj shtëpisë.*
PËRSKUQ *kal,* ~A, ~UR. Bëj që të marrë një ngjyrë të kuqërremtë, e skuq pak. *Dielli përskuqi majat e maleve.*
PËRSKUQEM *vetv.* Marr një ngjyrë të kuqërremtë, skuqem paksa. *U përskuqën në fytyrë. U përskuqën retë.*
PËRSKCQUR (i,e) *mb.* Që ka marrë një ngjyrë të kuqërremtë, i skuqur paksa. *Shtresë (sipërfaqe) e përskuqur.*
PËRSOS *kal,* ~>A, ~UR. E bëj diçka më të mirë nga ç'ka qenë, e përpunoj dhe e përmirësoj më tej; e ngre dike a diçka në shkallën më të lartë, e bëj më të aftë, më të mirë etj.; e bëj të mbaruar a të përkryer, e përkryej. *E përsosi më tej. Përsosën metodën e punës (stilin në punë). E ka përsosur gjuhën (stilin). Për-sosin formën artistike.*
PËRSOSEM *vetv.* 1. Bëhem me i mirë nga ç'kam qenë, përmirësohem më tej; ngrihem në shkallën më të lartë; bëhem i mbaruar a i përkryer. *Përsoset tek-nika. Përsoset tazhdimisht struktura gramatikore e gjuhës. Përsoset arti socialist. Përsosën marrëdhëniet socialisle në prodhim. Çdo ditë edukohemi, mësojmë, kalitemi e përsosemi.*
*2. Pës. e* PËRSOS.
PËRSOSJE,^A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRSOS, PËRSOSET. *Përsosja e metodës dhe e stilit në punë. Përsosja e mëtejshme e planifikimit në bujqësi.*
2. Përsosuri. *Arriti në përsosje.*
PËRSOSUR (i,e) *mb.* Që është bërë a është punuat me cilësi të lartë; që ka një nivel të lartë artistik, shkencor etj., që s'ka të meta; që ka arritur përso-surinë, shumë i mirë, i mbaruar, i përkryer në të gjitha anët. *Punë e përsosur. Makinë e përsosur. Vepër arti e përsosur. Ujitje (prashitje) e përsosur. Njeri (mësues, mjeshtër) i përsosur. Ka forme të përsosur.*
PËRSOSURl,~-'A . Të qenët i përsosur, vetia e atij që është i përsosur; shkallë e lartë zhvillimi që ka arritur dilcush a diçka, shkallë e lartë përsosjeje. *Përsosuri e lartë (e plotë). Përsosuri teknike (aftis-tike, shkencore). Shkalla më e lartë e përsosurisë.*
PËRSPJET *jokal,* ~A, ~UR *bised. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Arrij papritur, ia beh. *la përspjeti kur nuk e pritnin.*
PËRSYKTË (i,e) *mb.* Që e ka qimen të bardhë më të kuq, si i kuqërremtë (për disa kafshë). *Kale i për-syktë.*
PËRSYSH *kal,* ~A, ~UR. E bëj që të sëmuret a të pësojë ndonjë dëm, duke e shikuar tepër ose me lakmi, e ha me sy, e marr mësysh (sipas besëtytnive). *Besonte se e kishin përsyshur foshnjën.*
PËRSYSHEM *vetv.* 1. Sëmurem a pësoj ndonjë dëm kur dikush me sheh tepër ose me lakmi, me ha dikush me sy (sipas besëtytnive).
2. *Pës. e* PËRSYSH.
PËRSHAHEM *vetv. përf.* Shahem rëndë a keq me një tjetër. *U shanë e u përshanë.*
PËRSHAJ *kal,* ~VA, ~RË *përf.* Shaj rëndë dike. *Shajnë e përshajnë.*
PËRSHENJ *kal,* ~I, ~UR. E bën që të fillojë të piqet një pemë; bën që të jape shenjat e para të pjekjes. *përshenji maji qershitë.*PËRSHENJET *vetv. 1.* Sapo fillon të piqet një pemë, jep shenjat e para të pjekjes. *U përshenj rrushi. U përshenjën portokallet.*
2. *fig.* Jep shenjat e para të zhvillimit një dukuri etj.; shfaqet diçka. *U përshenjën tip wet e realizmit socialist në letërsi.*
PËRSHESH,~"I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Copa buke të futura e të zbutura në një enë me qumësht, me kos etj. *Përshesh*

*me qumësht (me dhallë, me kos). Bëri një përshesh të mirë. Hëngri një çanak me përshesh.*
2. Gjellë që bëhet me copa buke të zhytura në lëng mishi (kryesisht të pules) ose të përvëluara me ujë të vale, ms gjalpë e me erëza; gjellë me grurë të zier, me miell, me vaj e me mjaltë. *Përshesh me bukë misri (rite kulaç). Përshesh me gjalpë e me dhiozmë. Gjel deti me përshesh. E bëri pulën me përshesh.*
3. *fig.* Rrëmujë, lëmsh, çorbë. *U be puna përshesh. E bëri përshesh diçka* e ngatërroi keq diçka.
• M'u be koka (mendja) përshesh (dhallë, bozë, çorbë, lëmsh, tym) *shih te* DHALLË,~A. la bëri turinjtë (hundët, kokën) përshesh *dikujt* e goditi rëhdë dhe e gjakosi në fytyrë, ia theu turinjtë dikujt, e dërrmoi. I ka dale qumështi mbi përshesh *dikujt shih te* QUMËSHT,~I. I ha përsheshin macja *shih te* HA. U nda nga lëngu e nga përsheshi *dikush shih te* LËNG,~U. Gjen shesh e bëa përshesh *shih te* SHESH, ~I. Di Tetëm te hajë (të rrasë) përsbesh *dikush* di vetëm të hajë e të pijë, nuk e ke për punë. U bënë përshesh me përshesh (me njëri-tjetrin) u përleshën e u rrahën keqas, u vranë e u grinë. Lopa në mal, përsheshi në vatër (në xham) *fj.u. shih te* LOPË,~A.
PËRSHESH *kal,* ~A, ~UR. 1. E bëj bukën copa-copa të vogla dhe e fut në një enë me qumësht, me kos, me lëng mishi etj.; e bëj bukën përshesh.
2. *fig.* E dërrmoj fare diçka, e bëj thërrime. *I përsheshi kaliplisat me potkonj.*
A- Ia përsheshi turinjtë (hundët) *dikujt* e goditi rëndë në fytyrë dhe e gjakosi, ia dërrmoi hundët, i theu hundët; i theu turinjtë.
PËRSHESHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Thërrmohet, bëhet copa-copa të vogla; prishet keq, copëtohet; shkoqet e bie. *U përshesh guri (shkëmbi). U përsheshën trangujt në thes. U përshesh gruri në are.*
2. *fig.* Vritem keq, dërrmohem, copëtohem; për-leshem keqas me dike, kacafytem. *U përsheshën keqas.*
3. *Pës. e* PËRSHESH.
PËRSHESHTË (i,e) *mb.* I sheshtë, i ndermë (për enët). *Pjatë e përsheshtë.*
PËRSHËNDET (PËRSHËNDES) *kal.,* ~A, ~UR. 1. I jap dorën dikujt, i bëj një shenjë me kokë, heq kapelen përpara tij etj. ose i them fjalë të caktuara urimi kur takohem më të a kur ndahem prej tij; i shfaq dikujt me fjalë ose me lëvizje të kokës, të dorës etj. ndjenja miqësie, nderimi a mirësjelljeje. *E për-shëndeti me dorë (me grusht, me kokë). Të përshëndet nga zemra. Përshëndetnin me fjalët “vdekje fashizmitv>. S'e njoh mirë, vetëm sa e përshëndet. Përshëndeti dhe u largua.*
2. Përgëzoj dike, zakonisht një grup njerëzish të mbledhur diku, një kolektiv, një ndërmarrje, in-stitucion etj., me rastin e një feste, të një fitoreje, te fillimit të punimeve të një kongresi a kuvendi etj., duke u uruar punë të mbarë e arritje të mëtejshme;
i sjell a i dërgoj një përshëndetje. *Përshëndeti Kon-gresin. Përshëndeti vullnetarët e hekurudhës. Përshëndeti në emër të Komitetit Qendror. Përshëndeti ngroh-tësisht delegatët (të ftuarit).*
3. Jap pëlqimin tim të plotë për diçka; miratoj. *Përshëndet një nismë revolucionare. Përshëndetim luftë-rat e popujte për liri.*
PËRSHËNDETEM *vetv.* 1. Përshëndet dike dhe ai me përshëndet mua kur takohemi a kur ndahemi. *U përshëndetën në rrugë. U përshëndet me miqtë.*
2. Takohem me dike e i lë shëndetin, zakonisht kur largohem për disa kohë. *U përshëndet me shokët (me të vetët). Përshëndetu më të gjithë!*
3. *Pës. e* PËRSHËNDET.
PËRSHËNDETËS,~E *mb.* Që është si përshëndetje, që bëhet si përshëndetje. *Thirrje përshëndetëse. Shkëmbyen fjalime përshëndetëse.*
PËRSHËNDETJE,~'A . *sh.* ~JE, ~-ET. I. Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve PËRSHËNDET, PËRSHËNDETEM. *Telegram përshëndetjeje.*
*2.* Fjalë të caktuara urimi a shenja me kokë, me dorë etj., që përdorim kur përshëndetemi me dike. *Përshëndetje e ngrohtë (e ftohtë). Përshëndetje me dorë nga larg.*
3. Fjalë urimi e përgëzimi, që i thuhen ose i drej-tohen dikujt me rastin e ndonjë feste a të një fitoreje, të fillimit të punimeve të një kongresi etj. *Përshëndetje revolucionare (të zjarrta). Përshëndetja e Komitetit Qendror të PPSH.*
PËRSHËNDOSH *kal.,* ~A, <-UR. I jap përshëndet jet e mia dikujt, përshëndet; i uroj dikujt shëndet e mbarësi. *Prijësit përshëndoshën Skënder-beun.*
PËRSHËNDOSHEM *vetv.* 1. Përshëndetem me dike; i uroj mirëseardhjen dikujt. *U përshëndosh me miqtë (me mysafirët).*
*2. Pës. e* PËRSHËNDOSH.
PËRSHËNpOSHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Përshëndetje. *Përshëndoshje e ngrohtë (miqësore, e për-zemërt). Përshëndoshja e fundit* përcjellja e të vdekurit.
PËRSHfJ *kal.,* ~VA, ~-RË. Copëtoj e thërrmoj bukën, e bëj bukën përshesh.
PËRSHlTEM *vetv.,* ~JA (U), ~UR *përf.* Shes çdo gjë që kam, s'lë gjë pa shitur. *Shiteshin e për-shiteshin për të larë borxhet.*
PËRSHKARDH *kal,* ~A, -UR. E robëroj, e skllavëroj dike; e nënshtroj dike dhe e marr nëpër këmbë, e përdor dike si skllav.
PËRSHKËLLlJ *kal,* ~VA, ~RË *Bised.* Ndyj me diçka (zakonisht me bojë). *Të mos i përshkëllijnë fietoret me bojë!*
PËRSHKËNDIT (PËRSHKËNDIS) *kal,* ~A, ~UR. I. Shpërndaj andej e këtej, përhap në vende e në drejtime të ndryshme; i detyroj njerszit a kafshët të ikin në vende të ndryshme e të humbasin lidhjet; përshkoq; vërvit, hcdh tej me vrull. *përshkënditi lufta. I përshkënditi bisha bagëtitë. I trembi zogjtë dhe i përshkënditi. Era përshkëndit gjethet e thata.*
*2.* Përpush urët ose zjarrin; bëj që të nxjerrë shkën-dija.3. *fig.* E bëj që të shndritë, i jap shkëlqim; bëj që të duket sikur lëshon shkëndija. *Dielli përshkëndit xhamat e dritareve. Përshkënditi sytë nga inati.*
4. *jokal.* Shkëlqen, flakëron. *Përshkënditin rrezet e diellit.*
PËRSHKËNDITEM *vetv.* 1. *kryes. sh.* Shpër-ndahemi andej e këtej, përhapemi në vende e në drej-time të ndfyshme; ndahemi nga njëri-tjetri, shkojmë në vende të ndryshme e humbasim lidhjet; përshkoqem; *vet. veta III* përndahet andej e këtej (i shtyrë nga era etj.). *Jane përshkënditur në të katër anët e botës. U përshkënditën si zogjtë. Gjethet përshkënditeshin nëpër pyli.*
*2. vet. veta III.* Lëshon shkëndija (zjarri etj.). *Përshkënditet zjarri.*
3. *vet. veta III.* Lëshon here pas here një dritë që të vret sytë; shkëlqen fort sikur lëshon shkëndija; vezullon.

*Përshkënditej qielli. Përshkënditej deti. I përshkënditeshin sytë.*
4. *Pës. e* PËRSHKËNDIT.
PËRSHKËNDITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve PËRSHKËNDIT, PËRSHKËNDITEM.
2. Shkëlqim; xixëllimë. *Përshkënditjet e zjarrit. Përshkënditja e syve.*
PËRSHKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRSHKOJ, PËRSHKOHET. *Përshkimi i duhanit në vargje. Përshkimi i një largësie (i një rruge) me vrap.*
*2.* Lloj qepjeje me dorë duke e shkuar perin larg e larg, ildisje. *Heq penjtë e përshkimit.*
PËRSHKOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Karakteri-zohet i tëri nga diçka, dallohet tejendanë nga një tipar i tillë, e ka diçka si pjesë përbërëse kryesore ose si tipar të përgjithshëm. *Përshkohet nga ideologjia marksiste-leniniste. Përshkohet nga fryma e kohës.*
2. *Pës. e* PËRSHKOJ. *Nuk përshkohet nga rrezet (nga uji).*
PËRSHKOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. E kaloj diçka nëpër një vrimë a hapësirë, e shkoj tejpërtej; *vet. veta III* kalon diçka nëpër një trup tejpërtej. *Përshkoj perin në gjilpërë. E përshkoi plumbi tejendanë.*
*2.* Kaloj nëpër një vend nga njëra anë e dal në anën tjetër; shkoj në të gjitha anët, shkel të gjithë vendin, l-bie kryq e tërthor; i bie përmes një vendi a hapësirë; kapërcej. *Përshkoi fusha e male. Përshkuan shtigje të pashkelura. Drini e përshkon gjithë Shqipërinë e Veriut. Rrudhat i përshkonin ballin.*
3. Kaloj një rrugë brenda një kohe të caktuar, e kryej; bëj. *Përshkoj një large si (një rrugë). Treni e përshkon rrugën në dy ore.*
4. *fig.* Jetoj e kaloj përmes ngjarjesh e rrethanash të ndryshme. *Populli shqiptar ka përshkuar një rrugë të lavdishme (heroike).*
5. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* Me kalon nëpër gjithë trupin. *E përshkoi një drithmë. la përshkoi trupin (kurrizin) një rrëqethje.*
6. Qep diçka me dorë, duke e shkuar perin larg e larg, para se ta qep përfundimisht, ildis. *Përshkoi palën e fustanit (mëngën e xhaketës).*
7. Bëj varg, i kaloj në një fill, shkoj. *Përshkoj në varg gjethet e duhanit (fiqtë).*
8. *vet. veta III fig.* Kalon e lë mbresë në mendje a në zemër; prek thellë. *Fjalë që përshkojnë mendjet dhe zemrat e njerëzve. E përshkoi një ndjenjë mallën-gjimi (mëshire, krenarie).*
9. *fig.* E karakterizon të tërin, hyn në të tejendanë dhe e dallon si të tillë, është a bëhet pjesë përbërëse kryesore ose tipar i përgjithshëm i tij. *E përshkon ideologjia e Partisë. E përshkon fryma e humanizmit socialist (dashuria për njeriun e punës).*
PËRSHKOQ *kal,* ~A, ~UR. 1. Thërrmoj diçka; e ndaj në pjesë a në copa të vogla, e përshesh. *Per-shkoqi bukën në qumësht.*
2. Shpërndaj, përndaj, përhap, bëj kashtë e koqe; përshkëndit.
3. Rrëmbej ku mundem, zhvat. *Përshkoqnin ku gjenin.*
PËRSHKOQEM *vetv.* 1. *zakon. sh.* Përhapemi andej-këtej, shpërndahemi a përndahemi në shumë drejtime; përshkënditem.
2. *Pës. e* PËRSHKOQ.
PËRSHKOQ JE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRSHKOQ, PËRSHKOQEM.
PËRSHKRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRSHKRUAJ, PËR-SHKRUHET. *Përshkrimi i natyrës (i ngjarjeve).*
2. Ato që shprehim me shkrim a me gojë kur duam të japim pamjen e jashtme të një njeriu, të një sendi, të një vendi etj. ose të shtjellojmë si u zhvillua një dukuri a një ngjarje; tregim i hollësishëm për diçka. *Përshkrim i plotë (i gjallë, i qartë). Bëri një përshkrim të mirë (të hollësishëm). E njohëm nga përshkrimi i tij.*
3. *let.* Lloj tregimtar i prozës së shkurtër letrare a publicistike, në të cilin jepen, pa hyrë në analizën e lidhjeve të brendshme të gjërave, tiparet e një njeriu, të natyrës etj. ose përshkruhet një dukuri e jetës, një ngjarje etj. *Përshkrim letrar. Përshkrim i shkurtër (i goditur). Botoi një përshkrim tërheqës.*
PËRSHKRUAJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Paraqit me shkrim a me gojë tiparet e dikujt a të diçkaje, veçoritë e një dukurie, rrethanat e zhvillimit të një ngjarjeje, dukurie etj., tregoj me hollësi si është a si ka ndodhur diçka. *Përshkruan betejënpër çlirimine Tiranës. Përshkruan bukurinë e detit Jon (e bregdelit, e maleve). Përshkroi me hollësi gjithçka kishte pare.*
2. *mat.* Bëj a vizatoj një figure rreth një tjetre.
PËRSHKRCES,~I *m.* Ai që bën përshkrimin e dikujt a të diçkaje; autori i një përshkrimi. *Përshkruesi i ngjarjeve.*
PËRSHKRUES,~E *mb.* Që kufizohet në dhënien e tipareve të jashtme a të dukshme të diçkaje, që me-rret me përshkrimin e fakteve, të sendeve a të du-kurive. *Botanika përshkruese. Punim përshkrues. Ka karakter përshkrues.*
PËRSHKRIJHET. *Pës. e* PËRSHKRUAJ. *Përshkruhet me mjeshtëri nga shkrimtari.*
PËRSHKUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të përshkohet nga njëra anë në tjetrën, i depërtueshëm; nëpër të cilin mund të kalojë diçka tejpërtej. *Shtresë e përshkueshme nga uji.*
PËRSHKUESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i per-shkueshëm, vetia e diçkaje që është e përshkueshme. *Përshkueshmëria e tokave ranore.*PËRSHKUL *kal.,* ~A, ~UR *përf.* 1. Shkul diçka nga vendi; shkul me force ose me shumicë a here pas here. *shkulën e i përshkulën shkurret e drizat.*
2. Shpërngul dike a diçka.
PËRSHKULEM *vetv.* 1. Shkulem nga një vend, shpërngulem.
2. *Pës. e* PËRSHKUL.
PËRSHPEJTIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të folje-fe PËRSHPEJTOJ, PËRSHPEJTOHET. *Përshpejtimi i rritjes (i pjekjes).*
2. Shtimi i shpejtësisë gjatë lëvizjes; *kund.* nga-dalësim. *Lëvizje (vrapim) me përshpejtim.*
3. Zhvillimi me i shpejtë i dikujt a i diçkaje. *Përshpejtimi i të folurit te fëmijët.*
4. *fiz.* Madhësia që tregon ndryshimin e shpejtësisë në njësinë e kohës. *Përshpejtim i njëtrajtshëm.*
PËRSHPEJTOHET *vet.* 1. Zhvillohet brenda një kohe më të shkurtër, bëhet me shpejt nga ç'ndodh zakonisht. *Përshpejtohet rritja e një bime.*
2. *fiz.* Fiton një shpejtësi më të madhe për çdo ttjësi kohe. *Përshpejtohen elektronet.*

3. *Pës. e* PËRSHPEJTOJ.

PËRSHPEJTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Shtoj shpejtësinë e një makine etj., e bëj të lëvizë me shpejt; *kund.* ngadalësoj.

2. Bëj që diçka të zhvillohet me shpejt ose brenda një kohe më të shkurtër. *Përshpejtuan ndërtimet (rrit-jen e shpendëve).*

3. *fiz.* la shtoj shpejtësinë e lëvizjes diçkaje, bëj që të përshpejtohet. *Përshpejtojnë elektronet (grimcat e dritës).*

PËRSHPEJTUAR (i,e) *mb.* 1. Që është zhvilluar me shpejt ose brenda një kohe më të shkurtër, që ka ecur me një shpejtësi më të madhe se ajo që kishte me pare. *Ritmi i përshpejtuar i ngjarjeve (i historisë).*

*2. fiz.* Që ka fituar një shpejtësi më të madhe se ajo që ka pasur, që është përshpejtuar. *Grimca (jone) të përshpejtuara.*

PËRSHPEJTUES,~I *m. sh.* ~, —IT *fiz.* Aparat ose mjet i posaçëm që përdoret për t'u shtuar shpejtësinë e lëvizjes grimcave të ndryshme të materies. *Përshpejtues i fuqishëm. Përshpejtues i elektroneve.*

PËRSHPEJTUES, ~E *mb.* 1. Që i shton shpejtësinë diçkaje. *Vegël përshpejtuese. Mjet përshpejtues.*

2. Që bën të rritet diçka brenda një kohe më të shkurtër, që përshpejton zhvillimin etj. *Metodë përshpejtuese e rritjes së bimëve.*

PËRSHPIRTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r.dhanore).* I lutem shumë dikujt për diçka duke iu përulur e duke iu nënshtruar; i lëvarem. *Nuk i përshpirtemi askujt. Mos iu përshpirt tjetrit!*

PËRSHPlRTJE,~A. *sh.* ~E, ~ETe. Ceremoni ameshë që bëhet në kishë për të përkujtuar një të vdekur; ushqime e sende të tjera që ndajnë për kujtim të^ të vdekurit (në vendet ku vepron kisha e krishterë). *Benin përshpirtje. Zienin grurë për përshpirtjet.*

PËRSHPIRTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka

ndjenja prej besimtari, që është i dhënë pas fesë, ndjek rregullat e saj dhe beson në dogmat fetare. *Njeri i përshpirtshëm.*

2. Që ka përmbajtje fetare; që bëhet sipas rre-gullave, dogmave e kërkesave të fesë. *Vjersha të per-shpirtshme. Vepra të përshpirtshme.*

3. Që tregon nderim për të vdekurit, për vendet që mbahen si të shenjta etj.; që tregohet i mëshirshëm (sipas moralit të fesë). *Hiqej si njeri i drejtë dhe i përshpirtshëm.*

PËRSHQUAJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *përf.* E dalloj mirë diçka, e shquaj mirë. *Përshquaj nga larg.*

PËRSHTAT *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj diçka që të shkojë e të përputhet me një qëllim të caktuar, i bëj ndryshimet e ndreqjet e nevojshme, që t'u për-gjigjet kushteve e rrethanave të caktuara. *Përshtat një godinë (një ndërtesë). E përshtatën për klasë (për sallë leximi).*

*2.* E mësoj trupin a dike që të jetojë e të veprojë në kushte të tjera, bëj që të pajtohet me një gjendje tjetër të re. *Përshtat organizmin. E përshtat për një klimë të ftohtë.*

3. I bëj disa ndryshime një libri a një teksti, që të jetë me i kuptueshëm e me i thjeshtë për lexuesin; i heq a i shtoj ndonjë pjesë një libri, që të jetë në paj-tim me nevojat e kërkesat e reja ose që t'i përgjigjet një qëllimi të caktuar. *Përshtat një tekst të përkthyer. Përshtat copa leximi në gjuhë të huaj.*

4. Përkthej lirisht një vepër letrare, duke i zhven-dosur ngjarjet e personazhet në një mjedis dhe në një kohë tjetër, i bëj ndryshime të vogla, pa iu larguar në përgjithësi origjinalit. *Përshtati fabulat e Lafon-tenit.*

PËRSHTATEM *vetv.* 1. Mësohem të jetoj e të veproj në kushte të tjera, pajtohem me një gjendje tjetër të re *U përshtatet rrethanave. Iu përshtat kohës. I përshtatet mjedisit. Organizmi u përshtatet kushteve të reja.*

2. *vet. veta III:* Përputhet me dike a me diçka; i vete mirë diçkaje; pajtohet me të. *Metodë që i përshtatet stadit të zhvillimit ekonomik. Nuk i përshtatet nivelit teknik.*

3. *vet. Veta III gjuh.* Shkon në numër, gjini e rase me emrin më të cilin lidhet (për mbiemrin e përemrin, p.sh. *shtëpi* e re, *punëtorit* të dalluar, kjo *suhnuese,* atyre *punëtorëve);* shkon në numër e në vetë me fja-lën më të cilën lidhet (për foljen, p.sh. *Ai* punon. *Nxënësit* stndiojnë.).

4. *Pës. e* PËRSHTAT.

PËRSHTATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që përshtat një vepër letrare etj.; adaptues. *Përshtatësi i njëpoeme. Përshtatës në prozë.*

PËRSHTATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRSHTAT, PËRSHTATEM. *Përshtatja ndaj mjedisit. Në përshtat je me diçka* në përputhje me diçka.

2. *let.* Vepër letrare e përkthyer lirisht, së cilës i jane bërë disa ndryshime lidhur me mjedisin, me rrethanat, me vendin e me kohën kur zhvillohet ngjarja etj., pa iu larguar në përgjithësi origjinalit. *Përshtatje me vlerë artistike (e bërë me mjeshtëri).*

3. *gjuh.* Përputhje në numër, në gjini e rase (e një mbiemri a përemri) me emrin më të cilin lidhet; përputhje në numër e në vetë me fjalën më të cilën lidhet (për foljen). *Lidhje përshtatjeje (me përshtatje).*

PËRSHTATSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që i plo-tëson kërkesat për diçka; që është në pajtim me kër-kesat ose me një gjendje të caktuar; që vlen a bën për nje punë. *Godinë (ndërtesë) e përshtatshme për banim. Kohë e përshtatshme për punë. Mot i përshtatshëm për mbjellje. Kushte (rrethana) të përshtatshme. Ndërtimi i stallage të përshtatshme.*

PËRSHTATSHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i përshtatshëm, vetia e dikujt që është i përshtatshëm për një punë etj. ose e diçkaje që është e përshtatshme për një qëllim të caktuar.

PËRSHTYPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Mbresë që na lë në ndërgjegjen tone diçka që shohim a dë-gjojmë, diçka që përjetojmë dhe që zakonisht ruhet për një kohë të gjatë. *Përshtypje e thellë (e madhz). Na bëri (na la) përshtypje shumë të mira (të këqija). Nuk i bëri asnjë përshtypje.*

2. Mendimi që kemi formuar për dike a për diçka, pasi e kemi pare, pasi jemi njohur nga afër më të etj. *Përshtypja nga muzeu (ekspozita). Përshtypjet e të huajMe për vendin tone. Krijon përshtypjen se... Kam përshtypjen se...*

3. Shënime rreth dikujt a diçkaje, që përmbajnë mbresat që na ka lënë, mendimin e vlerësimin tone për të. *Përshtypje udhëtimi. Libri i përshtypjeve.*

PËRSHURR Art., ~A, ~UR. Përmjerr.

PËRTAC,~E *mb.* 1. Që nuk ka dëshirë të punojë, që i pëlqen të rrijë pa punë, dembel; i ngathët, i plo-gët. *Njeri përtac. Gjumi i tepërt të bën përtac. Mos u bëjpërtac!*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *S'luan nga vendi përtaci.*
PËRTACI,~A . Të qenët përtac, vesi i përtacit, përtesë, dembeli. *S'dinë ç'është përtacia. Përtacia sjell varfërinë. fj. u.*
PËRTEJ. I. *ndajf.* 1. Në anën tjetër të një !umi, të një kanali, të një pengese etj., matanë; andej, tej, tutje. *Malet (fushat) që ndodhen përtej. Doli (kaloi, u hodh) përtej.*
2. Me tepër, me shumë se një sasi e dhënë. *Njëqind kilogramë e përtej. Dhjetë vjet e përtej.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrje-dhore që shënon: 1. Vendin, matanë të cilit gjendet a ndodh diçka. *Përtej fushës. Përtej lumit (inalti).*
2. Masën a sasinë që tejkalohet. *Përtej mase. Përtej shumës së parashikuar.*
PËRTEJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Përtejas. *Japin e marrin me përtejarët.*
PËRTEJARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Përtejas.
PËRTEJAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor i anës së përtejme të një lumi, të një liqeni etj. *U takuan me përtejasit.*
PËRTEJDET,~I *m.* Tërësi visesh që gjenden matanë detit, tejdet. *Vendet (popujt) e përtejdetit. Vinin nga përtejdeti. Merrnin rrugën e përtejdetit.*
PËRTEJDETAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që banon matanë detit ose ai që e ka prejardhjen nga viset që ndodhen përtej detit, banor i tejdetit, tejdetas.
PËRTEJDETAS,~E *mb.* Që lidhet me përtejdetin ose me përtejdetasit, që është karakteristik për përtejdetin ose për përtejdetasit; i përtejdetit ose i përtej detasve. *Banorët për tejdet as.*
PËRTEJMË (i), ~E (e) *mb.* Që gjendet përtej diçkaje ose matanë një vendi a një hapësire; që ndo-dhet në largësi përballë diçkaje. *Ana e përtejme e lumit. Lagjja e përtejme e fshatit.*
•*k* Bota e për;ejme jeta që gjoja ekziston pas vdek-jes, bota e përtejvarrit (sipas besëtytnive c paragjy-kimeve fetare).
PËRTEJOQEAN,~I m. Tërësi visesh që ndodhen matanë një oqeani. *Imperialistët (neokolonialistët, padronët) e përtejoqeanit* imperialistët amerikanë.
PËRTEJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I përtejme. *Ana e përtejshme e lumit.*
PËRTEJVARR,~I *m.* Jeta që gjoja ekziston pas vdekjes (sipas besëtytnive dhe paragjykimeve fetare). *Bota (jeta, mundimet, lumturia) e përtejvarrit.*
PËRTER *ka!.,* ~A, ~UR. E ter pjesërisht diçka, e ter pak, bëj të përteret. *Era i përteri ca rrobat.*
PËRTERET *vetv.* 1. Teret pak, humbet pjesërisht lagështirën që ka. *Iu përtër këmisha në trup.* 2. *Pës. e* PËRTER.
PËRTESË,~A . 1. Mungesa e vullnetit dhe e dë-shirës për të punuar, gjendja kur njeriu ka qejf të rrijë e të mos bëjë gjë, përtaci, dembeli; gjendja kur njeriu e bën diçka pa qejf e fare ngadalë, si përtac; ngathtësi, plogështi. *Punojnë pa përtesë. S"di ç'është përtesa. U ngrit me përtesë. Fliste me përtesë.*
PËRTËRIHEM *vetv.* I. Bshem me i ri, ndryshoj e dukem me i ri; me përmirësohet shëndeti; rinohem. *Po përtërihen njerëzit. Iu përtëri fytyra. Punon e per-tërihet. U përtëri mirë pas sëmundjes.*
*2. vet. veta III.* Del prapë, rishfaqet; bëhet si ka qenë, rikthehet; përsëritet. *V përtëri mishi (në një vend të djegur etj.). U përtëri bari (pas korrjes, pas shiut). V përtërinë ato Uafe* dolën prapë ato llafe. *Për-tërihet hëna* fillon e mbushet hëna.
3. *vet. veta III.* Vjen, rivjen, rritet. *Iu përtërinë forcat.*
4. *fig.* E ndiej veten më të ri, fitoj gjallëri e forca të reja; *vet. veta III* merr një pamje të re më të mirë, lulëzon. *Përtërihet natyra (vendi).*
5. *Pës. e* PËRTËRIJ.
PËRTËRIJ *kal,* ~VA, ~RË. I. E bëj dike më të ri, e bëj të duket me i ri; ia përmirësoj shëndetin; e rinoj. *E përtëriu klima malore.*
2. E bëj të dale prapë, të rishfaqet; e bëj si ka qenë, e rikthej; e përsërit. *Shiu e përtëriu barin. E përtërinë atë çështje (atë bisedë).*
3. I jap a i shtoj forca të reja; i shtoj fuqinë, e rrit me forca të reja. *Ia përtëriu forcat. Përtëriu trupat me forca të reja. usht.*
4. *fig.* E bëj dike ta ndiejë veten më të ri, i jap gjallëri e forca të reja; i jap diçkaje një pamje të re më të mirë, e bëj të lulëzojë. *Portia na përtëriu. E përtëriu Vendin. Fjalë (ngjarje) që të përtërijnë.*
5. Fut pjesëtarë ose anëtarë të rinj në një orga-nizatë, në një ekip etj. për ta forcuar e për t'i siguruar vijimësinë, e forcoj me gjak të ri. *Epërtërinë skuadrën. I përtërinë grupet artistike. E përtërinë organizatën me gjak të ri.*
PËRTËRIT (PËRTËRIS) *kal,* ~A, ~UR. Per-tërij. *Përtërit forcat. Përtëritin traditat luftarake të të p'arëve.*
PËRTËRITEM *vetv.* Përtërihem.
PËRTËRITËS,~E *mb.* 1. Që e bën më të ri, që e bën të dulcet me i ri; që ia përmirëson shëndetin, që i jep gjallëri e fuqi; që e bën të zhvillohet me mirë. *Krasitje përtëritëse. Gjumë përtëritës. Një shi përtëritës.*
2. *fig.* Që i jep dikujt a diçkaje gjallëri e forca të reja, që i jep zhvillim të ri e më të fuqishëm; që e për-tërin. *Fryma (atmosfera) përtëritëse e revolucionit. Forca përtëritëse e socializmit.*
PËRTËRITJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRTËRIT, PËRTËRITET. *Përtëritja e organeve udhëheqëse me njerëz nga pro-dhimi. Ka përtëritje.*
PËRTIM,~I *m.* Përtesë. *Punojnë pa përtim.*
PËRTOJ *jokal.,* ~OVA, ~tJ AR. Me mungon vullneti e dëshira për të punuar, rnë pëlqen të rri e të mos bëj gjë, jam përtac. *Përtonte të ngrihej. Nuk përton kurrë. Nuk ia përton asnjë pune. Mos përto, shko deri te fqinji...*
• S'ia përton *diçkaje* është gati të bëjë diçka, të ndërhyjë diku, të zihet me dike etj.
PËRTOKË *ndajf. I.* Mbi sipërfaqen e tokës; për-dhe. *Ra përtokë. E lëshoi (e rrëzoi) përtokë. U ulëm përtokë. E la përtokë.*
2. Në drejtim të tokës, poshtë; përdhe. *Uli sytë përtokë. Shikonte përtokë.*
3. *fig. keg.* Në një nivel a në një gjendje shumë të ulët; me një cilësi shumë të dobët. *Është përtokë. Moralin e kishin përtokë.*
PËRTOP *kal,* ~A, ~UR. 1. Godit me top, rrah me top forcat e kundërshtarit, një vend etj.
2. *fig.* E sulmoj ashpër dike me qortime, më të shara etj. *E përtopën shokët. E përtopën me fjalë, e bënë për pesë para.*
PËRTRET *kal.,* ~A, ~UR *përf.* 1. E tret fare një lëndë, e bëj që të tretet krejt.
2. E dëboj dike larg atdheut në një vend të humbur, e syrgjynos. *përtretën në Jemen.*

PËRTRETEM *vetv. përf.* 1. Lë atdheun dhe iki shumë larg, humbas në një vend të largët. 2. *Pës. e* PËRTRET.
PËRTROJCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vresht me cungje të ulëta.
PËRTROJËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* 1. Mizë përdhese, milingonë. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Mizë përtrojëse.*
PËRTROLL *kal.,* ~A, ~UR. E rrëzoj përtokë dike, e shtrij përdhe.
PËRTROLLËS,~E *mb.* 1. Përdhes. *Shtëpi për-trpllëse.* 2. *si em.* ~, ~I *m. euf.* Gjarpri, tokësi.
PËRTROLLËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shtëpi përdhese. *Banonte në një përtrollëse.*
PËRTROLLËZ,~A . *sh.* ~A, ~-AT. Përtrollëse.
PËRTROLLIT (PËRTROLLIS) *kal,* ~A, ~UR. Rrëzoj me force përdhe a përplas, flak përdhe.
PËRTUAR (i,e) *mb.* I përtueshëm. *Fliste me zë të përtuar. Ecte me hapa të përtuar.*
PËRTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që shfaq përtesë, që përton, i përtuar, përtac; shumë i ngathët e i plogët. *Djalë i përtueshëm. Është i përtueshëm.*
2. *fig.* Që mezi rritet a zhvillohet, që vjen i dobët, që bëhet me zor, tepër i ngadalshëm. *Duhani (misri) erdhi i përtueshëm.*
PËRTUMBLEDHUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të) *mat. shih* MBLEDHSHËM,~MI (i).
PËRTUPJESËTUAR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të) *mat. shih* PJESËTUESHËM,~MI (i).
PËRTUSHUMËZUAR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të) *mat. shih* SHUMËZUESHËM,~MI (i).
PËRTUZBRITUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të) *mat. shih* ZBRITSHËM,~MI (i).
PËRTYMUR (i,e) *mb.* I mbuluar krejt me tym, i bërë me tym, i tymosur. *Trarë të përtymur. Tavan i për-tymur. Me perde të përtymura. Pastërma e përtymur.*
PËRTYP *kal.,* ~A, ~UR. 1. E thërrmoj me dhëm-bë në gojë një ushqim para se ta kapërdij, e bluaj me dhëmbë; përçap. *Përtyp bukën (mishin). E përtyp mirë. Lopa përtypte barin (gjethet).*
2. *vet. veta HI.* Ripërtyp (për disa kafshë si lopa, dhia, delja etj.).
3. *fig.* E kuptoj dhe e përvetësoj mirë një mësim, një udhëzim etj., e bluaj; përpiqem ta zotëroj e ta njoh me hollësi diçka. *Epertypi mirë kiminë (botanikën, historinë). S'e përtyp dot (mezi e përtyp) atë lëndë.*
4. *fig.* Duroj; pranoj. *S'e përtyp kritikën.*
-*k* I përtyp (i përçap) f jalët a) përmbahet në të folur, i mat mirë fjalët; i gëlltit fjalët; b) nuk shprehet qartë për diçka; Met si nëpër dhëmbë. E përtyp mendimin e bluan mirë në mendje atë që do të thotë, e mendon mirë.
PËRTYPEM *vetv. I.* Lëviz nofullat e dhëmbët për të bluar një ushqim, përcapem.
2. *vet. veta HI.* Ripërtypet (për disa kafshë si lopa, dhia, delja etj.). *Përtypet dhia (delja).*
3. *fig.* Lëviz dhëmbët e buzët pa thënë asnjë fjalë të qartë, kur s'di çfarë të them, kur druhem para dikujt etj., flas si nëpër dhëmbë; matem të them diçka, të kërkoj një gjë etj. *Po përtypej si i hutuar. Po për-typej Via thoshte, po i vinte zor.*
4. *Pës. e* PËRTYP.
PËRTYPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *zool. shih* RIPËR-TYPËS,~I 2-
PËRTYPËS,~E *mb. 1. anat.* Që ndihmon për të lëvizur nofullat kur përtypemi. *Muskuli përtypës.* 2. *zool. shih* RIPËRTYPËS,~E. *Kafshë përtypëse.*
PËRTYPJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRTYP, PËRTYPEM. *Përtypja e mirë e ushqimit. Muskujt e përtypjes. anat.*
PËRTHAHEM *vetv.* 1. *vet. veta HI.* Humbet krejt ujin a lagështirën, teret mirë. *Përthahet toka. Për-thahet buka.*
2. *vet. veta HI.* Mbyllet dhe zë kore (për një plage). *lu përtha plaga (kërthiza). Iu përthanë puçrrat.*
3. *përf.* Tretem shumë e thahem fare nga trupi (nga një sëmundje etj.). *U tret e u përtha. Ç'është. përtharë kështu?*4. *Pës. e* PËRTHAJ. *Upertha nga dielli (nga era).*
PËRTHAJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. I heq krejt ujin a lagështirën, e thaj, e ter mirë. *Përthaj rrobat. E per-thau bukën. Era ia përthau djersën.*
2. Bëj që të mbyllet dhe të zërë kore (për një plage). *Ia përthau plagën duhani.*
3. *vet. veta IIIpërf.* Të than, të mpin (për erën etj.). *Napërthan veriu.*
4. *vet. veta III përf.* E tret shumë dhe e than fare. *Ia përthanë trupin ethet.*
PËRTHARË (i,e) *mb.* 1. Që e ka humbur lagështirën a ujin e tepërt ose të panevojshëm. *Tokë e per-tharë. Baltë e përtharë.*
*2.* Që është mbyllur dhe ka nisur të zërë kore. *Plage e përtharë.*
3. Që e ka humbur njomësinë, i fishkur. *Me buzë të përthara. Me fytyrë të përtharë nga era (nga ngrica).*
4. *përf.* Që është tretur shumë e tharë fare (nga një sëmundje etj.). *Me këmbë (me duar) të përthara.*
PËRTHARJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRTHAJ, PËRTHAHET. *Përtharja e plages. Përtharja e tokës.*
PËRTHEKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Mbër-thej kopsën, kopsit. *Përthekoi jelekun.*
PËRTHELLOHEM *vetv. përf.* Thellohem mirë në një punë a në një çështje.
PËRTHELLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *përf.* Shqyr-toj me thellë e me me hollësi një punë, një çështje etj., i vete një pune deri në fund për të arritur një për-fundim të qartë; e thelloj me tepër njohjen a studimin e diçkaje. *Përthelloi hetimet.*
PËRTHIHEM *vetv.,* ~VA (u), ~RË. Përthinjem.
PËRTHlMË (i), ~E (e) *mb.* I përthinjur.
PËRTHINJEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. FiUoj të thinjem, nisin të me dalin thinjat. *V përthinj para kohe.*
PËRTHINJUR (i,e) *mb.* 1. Që ka filluar të thinjet; i thinjur. *Me flokë të përthinjur.*
*2.* Që ka ngjyrë si të hirit, si i hirtë. *Kec (maçok)* i *përthinjur.*
PËRTHITH *kal,* ~A, ~UR *zakon. veta III.* E tërheq diçka dhe e mbaj brenda vetes, e thith tërësisht. *Përthith lagështirën. Përthith gazrat. Përthith një sasi nxehtësie.,*
PËRTHITHET. *Pës. e* PËRTHITH. *Lëndë që përthithen nga lëkura.*
PËRTHITHËS,~E *mb.* Që ka aftësinë të thithë brenda vetes, thithës. *Lëndë përthithëse. Vetitë për-thithëse të pambukut hidrofil.*
PËRTHITHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRTHITH, PËRTHITHET. *Përthithja e lëngjeve (e nxehtësisë).*
PËRTHUR *kal,* ~A, ~UR *përf.* Thur mirë nga çdo anë.

PËRTHURJE,~A . *përf.* Veprimi sipas kuptimit të foljes PËRTHUR.
PËRTHYEJ *kal,* ~EVA, ~YER. 1. Kthej diçka në anë a në cepa, e palos në buzë. *Përthyej qilimin.*
*Përthyej gazetën. Përthyej mëngën e këmishës. Përthyej pantallonat.*
*2.* Bashkoj dy skajet a pjesët e diçkaje të lidhura me një nyjëzim; përkul, thyej. *Përthyej krahun (gju-njët). Përthyej gishtin e dorës.*
3. *vet. veta III fiz.* Ia ndë:ron drejtimin një rrezeje drite etj., e thy en. *Përthyen rrezet e diellit (prizmi, pika e ujit).*
4. *fig.* E bëj që të me nënshtrohet a të me përulet mposht, thyej. *S'i përthyente dot armiku.*
PËRTHYER (i,e) *mb.* 1. Që është kthyer në anët a në cepat, i palosur në buzët. *Me kapakë të përthyer. Me mëngë të përthyera.*
*2.* Që ka marrë trajtën e një vije të përkulur; i përkulur, i thyer. *Me krah të përthyer. Me këmbë të përthyera.*
3. Që ka male, kodra e lugina, që është mjaft i vështirë për tu kaluar, jo i sheshtë; i thyer. *Vend i përthyer. Trevë e përthyer maiore.*
PËRTHYER JE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRTHYEJ, PËRTHYHET. *Përthyerja e gjurit (e krahut).*
2. *fiz.* Shmangia që pëson një rreze drite, një vale zëri etj.,kur kalon nga një mjedis a nga një trup te një tjetër me përbërje ose me dendësi të ndryshme. *Përthyerja e rrezes së dritës (e vijave të forces, e va-lëve elektronike).*
PËRTHYES,~I *m. sh.* ~, ~IT *fiz.* Aparat i po-saçëm që shërben për t'u ndërruar drejtimin rrezeve të dritës.
PËRTHYES,~E *mb.fiz.* Që përthyen rrezet e dritës. *Xham përthyes. Teleskop përthyes.*
PËRTHYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka aftësinë të përthyhet, që mund të përthyhet.
PËRTHYESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i për-thyeshëm; vetia e diçkaje që është e përthyeshme. *Përthyeshmëria e rrezeve të dritës në ujë. fiz.*
PËRTHYHET *vetv.* I. Merr trajtën e një vije të thyer (për diçka që ishte e drejtë"); përkulet, thyhet. *Përthyhet krahu te berryli (këmba te gjuri).*
*2. fiz.* Ndërron drejtimin një rreze drite, një vale zëri etj.,kur kalon nga një mjedis a nga një trup te një tjetër me përbërje ose me dendësi të ndryshme. *Përthyhet drita në ujë.*
3. *Pës. e* PËRTHYEJ.
PËRUDH *kal,* ~A, ~UR. I tregoj dikujt rrugën e drejtë që duhet ndjekur, e vë për udhë; i jap kë-shilla dhe udhëzime të mira, e vë në udhë të mbarë.
PËRUL, *kal,* ~A, ~UR. 1. E ul dike me fjalët a me qëndrimin tim, duke shprehur mospërfillje a përbuzje për të; e poshtëroj duke i vënë në dukje vetëm të metat, dobësitë etj., e fyej pa të drejtë. *E përuli para të tjerëve (botërisht). Përuli veten.*
*2. fig.* Nënshtroj, gjunjëzoj; thyej, përkul. 5' *përuli dot armiku.*
PËRULEM *vetv.* 1. Ul veten; poshtëroj veten *S”donte të përulej para të tjerëve.*
2. Nënshtrohem, gjunjëzohem; thyhem, përkulem. *Populli ynë s'u përul kurrë.*
3. Ul kokën në shenjë nderimi para dikujt a diç-kaje; e nderoj thellë. *Përulemi para kujtimit të dësh-morëve.* 4. *Pës. e* PËRUL.
PËRULËS,~E *mb.* 1. Që e ul dike me mospërfillje a me përbuzje, poshtërues; që shpreh fyerje e poshtë-rim të rëndë për dike. *Fjalë përulëse.*
2. Nënshtrues. *Qëndrim përulës.*
PËRULËSI,~A . *libr.* Të qenët i përulur, qëndrim prej njeriu të përulur; nderim i tepruar ndaj dikujt a diçkaje. *Fliste me përulësi. E përshëndeti me përulësi.*
PËRULËSISHT *ndajf. libr. Si* njeri i përulur; duke treguar një nderim të tepruar ndaj dikujt a diçkaje; duke iu nënshtruar vullnetit të dikujt me përulësi. *Bindeshin (dëgjonin) përulësisht. I lutej përulësisht. E, falënderoi përulësisht.*
PËRULJE,~A *f. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRUL, PËRULEM.
2. Qëndrim prej njeriu të përulur; nderim i tepruar ndaj dikujt a diçkaje; nënshtrim, përulësi. *Iu përgjigj me përulje. Nuk dinitt ç'ishte përulja.*
PËRULTAS *ndajf.* Me përulësi, përulësisht.
PËRULUR (i,e) *mb.* 1. Që i bindet dhe i nënshtrohet plotësisht dikujt pa bërë asnjë kundërshtim, që zba-ton yerbërisht urdhrat e tij; që s'guxon të kundër-shtojë edhe kur ka të drejtë, që sillet e vepron me përulësi. *Njerëz të përulur. Sherbet ore të përulur të imperialistëve (të revizionistëve).*
PËRURIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Inaugurim. *Për-urimi i rrugës (i urës, i uzinës) së re.*
PËRUROHET. *Pës. e* PËRUROJ.
PËRUROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Inauguroj. *Përuruan hekurudhën e re.*
PËRVAJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që shpreh hidhërim të thellë, i trishtuar; që ngjall trishtim, që të bën për të qarë. *Zë i përvajshëm. Melodi (këngë) e përvajshme.*
2. *fig.* I vajtueshëm. *Gjendje e përvajshme.*
PËRVAJSHËM *ndajf.* 1. Në mënyrë të përvajshme, trishtueshëm. *Ulërinte (angullinte) përvajshëm.*
2. Me lot ndër sy, duke qarë e duke vajtuar. *Fliste (lutej) përvajshëm.*
PËRVAJTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *përf.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRVAJTOJ, PËR-VAJTOHET. *Përvajtimi i nënës.*
*2.* Vajtim i zgjatur dhe shumë prekës për vdekjen e një njeriu shumë të dashur. *Përvajtime të thekshme.*
PËRVAJTOHET. *Pës. e* PËRVAJTOJ.
PËRVAJTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *përf.* Shpreh një hidhërim të thellë e një dhembje të madhe duke qarë me vaje prekëse. *Përvajtonin në vargje fatin e atdheut.*
PËRVAJTUESHËM (i), ~ME (e) *mb. përf. 1.* Që të ngjall dhembje e keqardhje shumë të thellë, shumë i vajtueshëm. *Gjendja e përvajtueshme e ven-dasve (e fëmijëve) në kolonitë.*
*2.* I lënë pas dore dhe në një shkallë • shumë të ulët zhvillimi, organizing etj., i vajtueshëm. *Shën-detësia (arsimi) në vendet e shtypura është në gjendje të përvajtueshme.*
3. Që është me pasoja shumë të rënda, i rrezik-shëm, i dëmshëm. *Përfundime të përvajtueshme.*
PËRVAR *kal.,* ~A, ~UR. 1. E mbaj varur me duar dike a diçka.
2. *fig.* I bëj bisht një yendimi, një ligji etj., duke u kapur pas ndonjë formulimi jo të qartë ose duke gjetur ndonjë shkak tjetër.
PËRVAREM *vetv.* 1. Nxjerr kokën dhe një pjesë të trupit jashtë një dritareje, matanë parmakëve etj.; rri varur duke

u mbajtur me duar, anoj nga njëri krah. *Përvarej në dritare. Mos u përvar te parmaku i shkallës!*
*2. fig.* I lutem tepër dikujt, i përshpirtem.
3. *Pës. e* PËRVAR.
PËRVASHË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Përvashëz.
PËRVASHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë e egër barishtore e vendeve të ulëta, me lule të kaltëra e me gjethe më të çara të shumta, që nuk hahet nga kafshët. *Kurorë me përvashëza. Vinin përvashëza mbi pirgun e grurit të shirë.*
PËRVDIREM *vetM.,* ~A (u), ~UR. I. Rrudh sytë e i mbyll përgjysmë kur me shqetëson një dritë e forte ose kur ndiej lodhje a dhembje të madhe. *Me përvdiren sytë.*
*2.* Bëhem i padukshëm, zhdukem; *vet. veta III* zhduket dalëngadalë, humbet. *Iu përvdir zëri.*
PËRVEÇ *parafj.* Përdoret me një emër a përemër në rasën rrjedhore që shënon: 1. Dike a diçka që mbetet jashtë një pun[1]:, një veprimi, një gjendjeje etj.; me përjashtim të..., veç, përpos. *Përveçjush, nuk mungoi njeri. E dinin të gjithë,përveç atij. Erdhën të gjithë, përveç Besnikut.*
*2.* Një njeri, send etj. që është i pranishëm, që është bashkë me një tjetër ose më të tjerë, që bashkohet me ta, të cilit i shtohet dikush a diçka. *Nëatë qytet, përveç shkollaVe tetëvjeçare, u hapën edhe tri shkolla të mesme. Përveç guximit, kanë edhe përvojën (dijen). Përveç këtyre që thashë, kam edhe diçka tjetër.*
PËRVEÇËM (I), ^ME (e) *mb.* 1. Që dallohet mirë nga çdo gjë tjetër e afërme a e ngjashme me të; *kund.* i përgjithshëm. *Figure artistike e përveçme.*
2. *gjuh.* Që emërton një qenie a një send të veçantë, duke e dalluar nga qeniet a nga sendet e të njëjtit lloj dhe pa shprehur ndonjë lidhje ndërmjet qenies a sendit të veçantë e kuptimit të përgjithshëm që ka a mund të ketë pasur fjala emërtuese ose togfjalëshi emërtues; *kund.* i përgjithshëm (p.sh. Agimi, Shqipëria, Tirana, Tomori, Australia, Deti i Kuq, Saturni, Kashta e Kumtrit). *Enter ipërveçëm. Emër ipërveçëm i thjeshtë (i pathjeshtë).*
PËRVEÇQË *lidh.* Jo vetëm që... *Përveçqë punon shumë, ndjek edhe shkollën e mbrëmjes.*
PËRVEÇSE *lidh.* 1. Me përjashtim të...; vetëm se, veçse. *Të mos merren masa, përveçse në raste të veçanta. Këto nuk mund të arrihen, përveçse në një vend ku populli është nëfuqi.*
2. Përveçqë.
PËRVESEM *'vetv.,* ~A (u), ~UR. Lagem nga vesa, bëhem me vesë, me bie vesa; *vet. veta HI* mbu-lohet me vesë. *V përves fusha (bari).*
PËRVESOHEM vev.,~OVA (u),~UAR. PëryesemPËRVESH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ngre lart anët a skajet e një veshjeje, duke i kthyer e duke i rrotu-lluar, shpërvjel; përthyej. *Përvesh mëngët e këmishës. Përvesh pantallonat.*
2. *bised. (me trajta të shkurtra përemërore në r. dhanore e kallëzore).* I bie fort dikujt me pëllëmbë, me grusht a me diçka tjetër, ia ngjesh. *Ia përveshi fytyrës (turinjve). Ia përveshi me pëllëmbë (me grusht). Ua përvishte me shufër kurrizit.*
• Përveshi buzët shprehu mospërfillje ose për-çmim ndaj dikujt a diçkaje. Përveshi krahët (llërët, mëngët) ia hyri punës me zell e më të gjitha forcat.
PËRVESHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRVESH, PERVISHEM. *Përveshja e mën-gëve.*
PËRVESHUR (i,e) *mb.* Që ka pjesën e skajshme të ngritur lart; i përthyer. *Me mëngë të përveshura. Me pantallona të përveshura.*
2. I zbuluar ngaqë është përveshur mënga (zakonisht për llërët). *Me llërë të përveshura.*
PËRVETËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRVETËSOJ, PËR-VETËSOHET. *Përvetësimi i tokave të reja (i një vendburimi të ri nafte). Përvetësimi i njohurive (i me-todave) të reja. Përvetësimi i teorisë (i metodologjisë) marksiste-leniniste.*
*2. keg.* Diçka që është përvetësuar a vjedhur; vjedh-je. *Përvetësime të paligjshme. Përvetësimi i titullit. drejt.*
PËRVETËSOHET. *Pës. e* PËRVETËSOJ.
PËRVETËSOJ *kal.,* ~OVA, ~OAR. 1. Bëj
timen një plaçkë, një pasuri etj. që nuk me takon, e marr dhe e bëj pronën time; vjedh. *Përvetësonin të ardhurat kombëtare. Nuk e lane të përvetësonte pronën socialiste.*
2. *biol.* Përvetoj. *E përvetëson mirë ushqimin.*
3. Airij ta bëj të shfrytëzueshëm e të dobishëm, e bëj të përdorshëm (për një vendburim xeheror, për token etj.). *Përvetësuan shumë tokë të re. Përvetësuan disa vendburime të reja nafte.*
4. Arrij ta kuptoj një mësim, një dije etj. dhe ta ngulit mirë në mendje, fitoj njohuri në mënyrë të shëndoshë, duke i tretur mirë; zotëroj, mësoj mirë; e kuptoj mirë një teori, një tezë, një ide etj. dhe bë-hem i aftë ta zbatoj, e bëj timen dhe e vë në jetë a e përdor. *Përvetësoj teorinë materialiste. Përvetësuan teknikën e re (metodat e reja të punës). E përvetësuan mirë pushkën (mitralozin, automatikun).*
PËRVETËSCES,~I m. *sh.* ~, ~IT *keq.* Ai që bën prone të vetën pa të drejtë e në mënyrë të paligjshme një send, një pasuri etj. *Dënimi ipërvetësuesve të pasurisë socialiste.*
PËRVETËSCES,~E *mb.* 1. *biol.* Përvetues. *Fu-qia përvetësuese e bimës.*
2. *fig.* Që e kupton mirë dhe e ngulit në mendje një mësim, një dije etj., që e zotëron mirë, që përvetëson. *Aftësia përvetësuese e fëmijëve.*
PËRVETËSOESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. *biol.* I përvetueshëm. *Lëndë ushqyese të përvetësueshme.*
2. Që mund të bëhet i shfrytëzueshëm e i dobishëm, që mund të bëhet i përdorshëm (për një vendburim xeheror, për token etj.). *Toka të përvetësueshme.*
3. Që mund të kuptohet e të mësohet, që mund të zotërohet (për mësimin etj.). *Lëndë e përvetësueshme.*
PËRVETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRVETOJ, PËRVETO-HET. *Përvetimi i lëndë ve ushqyese.*
2. Përvetësim.
PËRVETOHET. *Pës. e* PËRVETOJ.
PËRVETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *biol.* Thith dhe përpunoj në organizëm një lëndë të jashtme ushqyese; e thith dhe e tret në organizëm; asimiloj. *E përveton mirë ushqimin. Nuk i përveton dot dhjamërat.*
*2.* Përvetësoj.
PËRVETUES, ~E *mb.* 1. *biol.* Që thith, përpunon e tret në organizëm një lëndë të jashtme ushqy,ese; asimilues.
2. Përvetësues.
PËRVËLAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Bukë misri e hollë, e gatuar me ujë të vale. 2. Mëmëligë.
PËRVËLIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRVËLOJ, PËRVËLOHEM. *Përvëlimi i rrobave.*
*2.* Djegie, përcëllim. *Ndiente një përvëlim të brend-shëm.*

PËRVËLOHEM *vetv.* 1. Digjem keq me ujë të valuar a me një lëng tjetër shumë të nxehtë; digjem shumë e menjëherë, përcëllohem; kam të nxehtë të madh, kam zjarrmi të ma dhe. *U përvëlua me ujë të nxehtë. M'u përvëlua goja (gjuha). Iu përvëluan duart (këmbët). U përvëluam në dieII. Përvëlohej nga ethet.*
*2.* edhe *fig.* Digjem e shkatërrohem; pësoj një dëm të madh a një fatkeqësi; e pësoj keq për një faj a për një gabim. *U përvëluan nga lufta. U përvëlua përfajin e vet.*
3. *fig.* Vuaj shumë shpirtërisht për dike a për diçka, digjem përbrenda nga një ndjenjë e forte; përgjërohem. *Digjej e përvëlohej djali.*
4. *Pës. e* PËRVËLOJ.
PËRVËLOJ *kal,* ~OVA, ~IJAR. 1. Djeg keq
me ujë të valuar a me një lëng tjetër shumë të nxehtë; djeg shumë e menjëherë, përcëlloj; djeg me një lëndë kimike etj.; e bëj të ketë shumë të nxehtë a zjarrmi të madhe. *Epërvëloi me ujë. Me përvëloi gojën (gjuhën). Me përvëloi duart. I përvëloi cigarja buzët. Përvëloi lëkurën me acid. Plehu i përvëloi bimët. Na përvëloi dielli. E përvëluan ethet.*
*2.* I hedh ujë të valuar për t'i hequr puplat me lehtë. *Përvëloj pulën (gjelin e detit).*
3. Ziej në ujë të nxehtë për ta larë (për rrobat). *Përvëloj rrobat (çarçafët).*
4. I hedh një gjelle lyre të skuqur; i hedh përsipër shurup të nxehtë një ëmbëlsire përta zbutur dhe për ta ëmbëlsuar me shumë. *Përvëloj pilafin (makaronat). Përvëloj me gjalpë (me vaj). Përvëloj bakllavanë (ka-daifin). Përvëloj me shurup.*
5. edhe *jokal. vet. veto HI.* Me djeg shumë; kam therje a pickime të forta. *E përvëloi piperka. I përvëloi fytin duhani. Na përvëloi tymi sytë. Me përvëlon goja (gryka). Me përvëlojnë sytë për gjumë. Me përvëlon krahu nga gjilpëra. Me përvëlon plaga.*
6. edhe *fig.* E djeg dhe e shkatërroj; i shkaktoj një dëm të madh a një fatkeqësi; e djeg keq dikepërlnjë faj a për një gabim. *Pushtuesit përvëluan fshatra e qytete (na therën e na përvëluan). E përvëloi mirë një here.*
7. *fig.* E zhduk me rrënjë një të keqe, e djeg diçka dëmtare e që pengon ecjen përpara, e bëj shkrumb e hi. *Përvëluan zakonet prapanike. I përvëluan në ijarrin e revolucionit.*
*8. fig.* E bëj dike të vuajë shumë shpirtërisht, ia djeg zemrën. *Na përvëloi zemrën (shpirtin). Na përvëloi vdekja e tij. Me përvëloi me atë që bëri.*
• Iu përvëlua (iu dogj, iu zhurit) zemra (shpirti) për *ikë a për diçka shih te* ZEMËR, ~-RA.
PËRVËLORË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bukëvale e fërguar me dhjamë derri.
PËRVËLUAR (i,e) *mb.* 1. Që është djegur keq ose është tharë nga një nxehtësi e madhe; që të djeg me nxehtësinë e vet, i zhurit"ur. *Tokë e përvëluar.*
*2- fig.* Qe digjet për dike a për diçka, i dëshiruar përjtë, i zhuritur për ta pasur a për ta pare. *Me zemër (me shpirl) të përvëluar. I përvëluar nga malli i atdheut (për atdheun). Ishte e përvëluar për një fëmijë.*
31 *fig.* Qe ka pësuar një dëm të madh a një fat-keqësi; që ka humbur ndonjë nga njerëzit e vet më të dashur. *Nënë e përvëluar.*
PËRVËLUES,~E *mb. 1.* Që ka një nxehtësi të madhe, që të djeg shumë dhe menjëherë; që vjen me: nxehtësi të madhe, që të sjell shumë të nxehtë a zjarrmi. *Rërë përvëluese. Rrezet përvëluese të diellit. Ethe përvëluese.*
2- *fig.* Qe të bën të vuash ose të digjesh përbrenda. *Etje përvëluese. Dëshirë përvëluese. Mall përvëlues.*
3J *fig. libr.* Që është tepër i rëndësishëm dhe kër-kon një zgjidhje të shpejtë, që s'duron. *Çështje përvëluese.*
PËRVIDHEM *vetv.,* ~VODHA, ~VJEDHUR.
Hyj; në një vend a largohem nga një vend fshehurazi, pa më parë njeri e pa u ndier; i iki a i shmangem tinëz dikujt a diçkaje ose shpëtoj pa me vënë re; vidhem (edhe *fig.). U përvodh nga shtëpia. Jane për-vjedhur mjaft gabime në tekst.*
PËRVIJlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRVIJOJ, PËR-VIJOHET. *Përvijimi i detyrave të ardhme. Përvijimi i normës letrare të gjuhës.*
*2.'.* Vijë, sipërfaqe a diçka tjetër që shënon caqet e një sendi ose të një dukurie. *Përvijimet e trupit. Përtijimet e një modeli.*
PËRVIJOHET *vetv.* 1. Nisin të duken vijat krye-sorej të diçkaje. *Përvijohen Vargmalet në largësi.*
*2.fig.* Fillon të shfaqet me trajtat e veta të da-lluara mirë; nis të duket me tiparet e veta të veçanta, nxjerr tiparet e veta karakteristike; përcaktohet. *Përvijohen stilet e gjuhës letrare. U përvijua si shkencë me vete. Përvijohen prirje (drejtime) të ndryshme.*
3. *Pës. e* PËRVUOJ.
PËRVIJOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Përcaktoj caqet e diçkaje, i vë kufijtë diçkaje me anë të disa vi-jave. *Përvijoj kufijtë. Përvijoj shtrirjen gjeografike të një dukurie.*
*2. fig.* E përshkruaj, e paraqit, e studioj ose e përcaktoj diçka në vijat e saj me kryesore, në tiparet me
karakteristike ose dalluese; përshkruaj në vija të trasha. *Përvijoj gjendjen ekonomike të një vendi. Përvijoj detyrat (rrugët) e kërkimeve në një fushë (në një lëmë) të diturisë.*
PËRVlLET. *Pës. e* PËRVJEL. *Dhentë përvilen në pranverë.*
PËRVlSHEM *vetv.* 1. Përvesh mëngët, pantallonat etj. kur ia hyj një pune. *Para se të hynin në ujë, u përveshën. U përvesh dhe nisi të gatuante. U përvesh deri në gju.*
*2. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r-dhanore).* Nis të bëj diçka me zell të madh, ia hyj një pune më të gjitha forcat. *Iu përveshën punës (stu-dimit, mësimit).*
3. *bised.,përf. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Ia hyj më të gjitha fuqitë, i fu-tem për ta mbaruar (kryesisht për të ngrëna e të pira). *Iu përvesh pilafit (mishit të pjekur, bakllavasë, kosit, rakisë).*
4. *bised. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* I turrem dikujt me fjalë, me qortime a më të shara; i hyj më të rrahur. *Iu përvesh rëndë.*
PËRVlTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që i përket çdo viti, i çdo viti; që bëhet çdo vit; që del çdo vit; vjetor. *Plant (prodhimi) i përvitshëm. Botim i përvitshëm i drejtorisë së statistikës. U bëjnë shërbimet e përvitshme pemëve (ullinjve, vreshtave).*
PËRVJEL *kal.,* ~VOLA, ~VJELË. I. Përvesh,
shpërvjel. *Përvjel mëngët.*
*2.* Qeth dhentë vetëm në pjesën e barkut, përreth qafës e te bishti. *përvjelin dhentë në prill.*
PËRVJELË,~A (e) . *kryes. sh.* ~A, ~AT (të).

Leshi i dhenve që del nga qethja e pjesës së barkut, përreth qafës a te bishti dhe që është me i shkurtër e me i dobët se leshi i kurrizit. *mbushin dyshekët (jastëkët) më të përvjelat. U gris shpejt, se ishte bërë më të përvjela.*

PËRVJELJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRVJEL, PËRVlLET. *Përvjelja e mëngëve. Përvjelja e dhenve.*

PËRVJETOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dita kur një ngjarje e shëmiar në jetën e një populli a të një nje-riu mbush një vit ose disa vjet; përkujtimi e festimi i kësaj dite. *Përvjetori i Shpalljes së Pavarësisë. Për-vjetori i lavdishëm f Çlirimit të Atdheut. Përvjetori i lindjes (i vdekjes) së Skëndetbeut. Përvjetori i tridhje-tepestë i formimit të brigades. Kremtojmë përvjetorin e çlirimit të Tiranës. Ka (festoi) përvjetorin e martesës. Na thirri për përvjetor.*

PËRVOJË,~A . 1. Tërësia e njohurive, e shpre-hive, e aftësiveetj., që fitohen në jetë e në punë; ek-speriencë. *Përvojë e madhe (e gjatë, e pasur, e çmuar, e mirë). Përvojë jetësore (në jetë, në punë). Përvoja e luftës revolucionare (e ndërtimit të socializmit). Njeri (punëtor, mësues) me përvojë. I ri pa përvojë. Ka fituar përvojë. Nuk u mungon përvoja. S ka përvojë në këtë punë. Shkëmbejnë përvojën. Përhapin përvojën e të përparuarve (e më të mirëve).*

*2.* Diçka që na ka ndodhur me pare, që e kemi pro-vuar ose e kemi jetuar dhe prej së cilës kemi nxjerrë mësime; mësimi që kemi nxjerrë prej saj. *Përvojë e hidhur. Flet (e di) nga përvoja.*

3. *filoz.* Tërësia e perceptimeve shqisore që fitonnjeriu gjatë ndërveprimit të vet me botën e jashtme dhe që bëhen burim i dijeve për këtë.

PËRVUAJTJE,~'A . Të qenët i përvuajtur, qëndrim i përulur; ndjenja e nënshtrimit ndaj dikujt a diçkajë, përulësi. *Përvuajtje e sktirur. Ndjenja e përvuajtjes. Përshëndeti me përvuajtje.*

PËRVUAJTUR (i,e) *mb.* 1. Që ka kaluar përmes vuajtjesh e mundimesh në jetë; që ka përvojë të hi-dhur nga jeta, që e ka njohur jetën përmes vuajtjesh e përpjekjesh, që është t regjur nga jeta; i vuajtur. *Njeri (prind, plak) i përvuajtur. Fshatarë të përvuajtur.*

2. Që shpreh vuajtje a dhembje të brendshme shpirtërore. *Shikim i përvuajtur. Me sy të përvuajtur.*

3. I përulur, i nënshtruar; kokulur, që s'kundërshton e s'ndihet fare; që s'ka fare krenari. *Ishin.gra të per-vuajtura.*

PËRVUJTËRI,~'A . Të qenët i përvuajtur; qëndrim i përulur e i nënshtruar ndaj dikujt a diçkaje; përvuajtje. *përshëndetnin me përvujtëri.*

PËRZEMËRSI,~A . Të qenët i përzemërt, vetia e atij që është i përzemërt; qëndrim plot dashuri, ngrohtësi e çiltëri ndaj dikujt. *E priti (e përshëndeti, e përcolli) me përzemërsi. I foli me përzemërsi.*

PËRZEMËRSlSHT *ndajf.* Në mënyrë të përzemërt, me përzemërsi. *Urojmë (falënderojmë) përze-mërsisht. U përshëndetën (u përqafuan) përzemërsisht. I foli përzemërsisht.*

PËRZEMËRT (i,e) *mb.* 1. Shumë i dashur e i ngroh-të më të tjerët, që sillet me ngrohtësi e me zemër të hapur, që e do tjetrin me gjithë zemër; i afrueshëm. *Njeri i përzemërt.*

2. Që mbështetet në dashurinë dhe në kujdesin për tjetrin; që shpreh dashuri e ngrohtësi të çiltër, që bëhet me gjithë zemër, që del nga zemra; i afërt, i ngushtë. *Marrëdhënie të përzemërta. Takim i përzemërt. Fjalë (të fala) të përzemërta. Bisedë e për zemërt.*

PËRZË a., ~ZURA, ~ZËNË. 1. E detyroj dike të largohet nga dhoma, nga shtëpia, nga vendi etj., e ndjek me force a më të keq; e nxjerr jashtë; dëboj. *E përzuri nga shtëpia. Përzëre macen (qenin)! Përzë mizat (mushkonjat). E përzuri me dhunë (me force, me fjalë të ashpra). I përzinin nga toka (nga fshati). I kishin përzënë nga vendi i tyre.*

2. Detyroj pushtuesin me luftë të largohet nga atdheu ose nga një vend; dëboj, shporr. *E përzunë armikun.*

3. E largoj dike me detyrim a më të keq nga një mbledhje, nga një veprimtari e përbashkët, nga një organizatë etj.; e pushoj dike nga puna, e përjashtoj nga shkolla; dëboj. *Pronari i fabrikës përzuri shumë punëtorë. E përzunë nga shkolla (nga konvikti).*

4. *fig.* Largoj me force nga vetja diçka të keqe, dëboj. *Përzë mendimet e këqija. Epërzuri hidhërimin (mërzinëj.*

• E përzunë me daulle *dike shih te* DAULLE,

~JA.

_

PËRZËNIE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRZË, PËRZ1HEM n. *Përzënia e pushtuesve (e kolonizatorëve).*

PËRZGJATUR (i,e) *mb.* Që vjen si i gjatë, gjatosh *Me veshë të përzgjatur. Fuçi e përzgjatur.*

PËRZGJEDH *kal,* ~ZGJODHA, ~ZGJEDHUR.

Zgjedh sipas një kriteri të caktuar gjërat më të mira ose qeniet a njerëzit më të përshtatshëm për diçka, seleksionoj. *Përzgjedhin farën e grurit. Përzgjedhin mallrat për shitje. Përzgjodhën sportistët më të mirë.*

PËRZGJEDHËS,~4 *m. sh.* ^, ~>IT. Ai që merret me përzgjedhjen, seleksionues. *Përzgjedhësit e fares.*

PËRZGJEDHËS,~'E *mb.* Që ka të bëjë me përzgjedhjen, seleksionues. *Punë përzgjedhëse.*

PËRZGJEDHJE,~'A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRZGJEDH, PËRZGJI-DHET. *Përzgjedhja e mallrave. Për2gjedhja e vra-puesVe më të mirë.*

*2. bujq.* Përmirësimi i llojeve të bimëve e i racave të kafshëve shtëpiake duke zgjedhur e kryqëzuar individët me tiparet më të mira; *biol.* ruajtja dhe zhvillimi i bimëve e i kafshëve, që u përshtaten me mirë kushteve të jetesës, të cilat ndryshojnë me ka-limin e kohës. *Përzgjedhja artificial. Përzgjedhja e bimëve mjekësore.*

PËRZGJIDHET. *Pis. e* PËRZGJEDH. *Përzgjidhen farërat më të mira.*

PËRZIEJ *kal,* ~JEVA, ~IER. 1. Hedh a vë bashkë në një vend gjëra të ndryshme a lloje të ndryshme të një lënde etj., i tund, i trazoj, i ngatërroj etj. deri sa të dale prej tyre një masë pak a shumë e njëllojtë. *Përziej dy ngjyra. Përziej të kuqen më të Verdhën. Përziej verën me ujë. Përziej duhanin e forte më të butin. Përziej të verdhën e vezës më të bardhën. Përziej miellin e misrit me miell gruri. Mos e përziej rakinë! Mos e përziej miellin me krundet!*

2. Vë bashkë sende të ndryshme pa rend e pa rregull; ndryshoj radhën e vendosjes së gjërave; bëj bashkë, ngatërroj. *Përziej letrat. Përziej gurët e dominosë. Përziej dhentë me dhitë. Na i përzjenë rrobat (këpucët). I përzjenë nxënësit e klasave të ndryshme. Mos i përziej drutë e thata me drutë e njoma!*

3. Trazoj me dorë, me kembë, me një vegël etj. diçka në një enë a në një grope që të bëhet e tëra një-lloj. *Përziej gëlqeren (llaçin). Përziej rërën. Përziej gjellën me luge.*
4. *fig.* Vë bashkë gjëra që nuk mund a nuk duhet të bashicohen, bashkoj dy a me shumë gjëra të ndryshme në mënyrë të parregullt, ngatërroj. *Përzien fjalët e autorit me fjalët e veta. Përzien pikëpamjet materialiste me pikëpamjet idealiste.*
5. Lëroj token për së dyti. *E thyejnë token dhe e përziejnë.*
6. *fig. keq.* Shtie në grindje e në ngatërresa njerëzit që janë bashkë ose afër njëri-tjetrit, ngatërroj. *Për-zjeu një lagje (një mëhallë). Përzjeu tërë dynjanë (botën).*
*7. fig.* E fut a e ngatërroj dike në një punë të pa-pëlqyer ose më të tjerë. *Mos me përziej në atë punë! E kishte përzier me ca rrugaçë.*
•*k* Përzjeu bukën *etnogr.* hyri dhe hëngri për here të parë te krushku i ri. Përzien (ngatërron) lëmshin (fijet, pcnjtë) *shift te* NGATËRROJ.
PËRZIER,~A (e) . *sh.* ~A, ~"AT (të) dhe PËRZIER, ~ËT (të) *as.* Gjendja kur na trazohet ushqimi në stomak dhe na vjen për të vjellë; ajo që ndiejmë kur jemi në një gjendje të tillë. *Me vjen një e përzier. Ka të përziera. I çcihet të përzier.*PËRZIER (i,e) *mb.* 1. Që ka dale nga përzierja e gjërave të ndryshme; që përmban gjëra të ndryshme a lloje të ndryshme të së njëjtës lëndë, të hedhura e të ngatërruara bashkë; jo i thjeshtë. *Duhan i përzier. Raki e përzier. Vaj i përzier. Miell i përzier.*
*2.* Që përbëhet nga sende të ndryshme, të vena e të ngatërruara bashkë; që është formuar nga elemente të natyrave të ndryshme. *Pyll i përzier-* pyll me lloje të ndryshme drutësh. *Sallatë e përzier. Artikuj të perkier, vjet.* artikuj të ndryshëm industrialë.
3i Që përbëhet nga përfaqësues organesh a organi-zatash të ndryshme. *Komision i përzier.*
*4.* Që përbëhet nga meshkuj e femra, që përfshin njerëz nga të dy sekset. *Shkollë e përzier. Kor i përzier.*
• Martesë e përzier *shih te* MARTESË,~A i.
PËRZIERËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *spec.* Vegël që përdoret për të përzier a për të trazuar diçka. *Përzierës mekanik (rrotullues). Përzierës brumi (betoni).*
PËRZIERËSE,~JA . *sh.* ~<E, ~ET. *shih* PËRZIERËS, ~4.
PËRZIERJE,~A . *sh.* ME, ~->ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRZIEJ, PËRZIHEM i. *Përzierja e ngjyrave (e brumit). Përzierja e betonit (e llaçit). Përzierja në punët e brend-shme të dikujt.*
2. Lëndë që ka dale nga përzierja e dy a me shumë lëndëve të tjera. *Përzierje bojërash. Përzierje rëre dhe argjili. Përzierje gazesh. Përbërja e një përzierjeje.*
3. E përzier. *Kam përzierje në stontak.*
•*k* Përzierja e bukës *etnogr.* pritja që i bëhej nuses në shtëpinë e babait një javë pas martesës.
PËRZIHEM i *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bashkohet një gjë me një tjetër a një lloj i një lënde etj. me nje lloj tjetër dhe formon më të një masë pak a shumë të njëllojtë. *U përzjenë bojërat. U përzje vaji. U përzjenë portokallet (mollët, ullinjtë, fasulet).*
*2.* Ndërhyj në punë që s'më përkasin; ndërhyj në çështjet e të tjerëve për qëllime të caktuara. *Nuk përzihet në punët e të tjerëve. Nuk i lejojmë të përzihen në çështjet tona të brendshme. Mos u për liej në atë punë!*
3. Futem diku a marr pjesë në diçka bashkë më të tjerë; shkoj me një grup njerëzish për të bërë nje punë bashkë me ta, për t'i ndihmuar, për të mësuar prej tyre etj. *U përzjenë me popullin (me turmën). Përzihet me gëzimet dhe hidhërimet e tyre.*
*4. pavet. (me një trajtë të shkurtër të përemrit Vetor në r. dhanore.).* Me vjen për të vjellë. *Me përzihet nga udhëtimi (nga era e benzines).*
*5. Pës. e* PËRZIEJ.
•*k* U përzie moti u prish koha. U përzien retë po prishet koha, pritet kohë e keqe. Përzihet si bolla me ngjalën *shih te* BOLLË,~'A. Mos u përziej me krundet, se do të të hanë pulat! (Po të përzihesh me krundet, të hanë pulat.) . *u. shih te* KRUNDE,~'T.
PËRZIHEM ii. *Pës. e* PËRZË.
PËRZISHËM (i), <-JME (e) *mb.* 1. Që është në zi, që mban zi; që mbahet në shenjë zije a për ditë zije, i përzitur. *Familje e përzishme, Veshje e përzishme.*
*t- fig.* Që të kujton vdekjen; shumë i zymtë, i trishtuar; i zi. *Tinguj të përzishëm. Një natë e përzishme, Benin një jetë të përzishme.*
PËRZISHËM *ndajf.* Në zi, në gjendje zije për vdekjen e dikujt. *Ishin përzishëm.*
PËRZITËS,~I *m. sh. >~->, ~4T vjet.* Ai që bash-konte bagëtitë me ato të një tjetri për t'i kullotur e mbarështuar së bashku për një kohë të caktuar.
PËRZITUR (i,e) *mb.* Që është në zi, që mban zi; që mbahet në shenjë zije a për ditë zie, i përzishëm. *Grua e përzitur. Veshje e përzitur.*
PËRZJARRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I. Që djeg si zjarr, i zjarrtë.
2. *fig.* I vrullshëm si zjarri, i zjarrtë, i flaktë.
PËRZHIT (PËRZHIS) *kal.,* <^A, ~UR. 1. Për-cëlloj në flake, përflakoj; djeg pak përsipër; thek pranë zjarrit. *Përzhiti pulën. Përzhit bukën në mashë (mbi prush). E përzhiti mishin.*
2. *krahin.* Skuq, fërgoj, tiganis. *Përzhit peshkun.*
PËRZHITEM *vetv. zakon. veta III.* 1. Përcëllohet në flake, përflakohet; digjet pak përsipër; theket pranë zjarrit. *U përzhit mishi (buka).*
2. *Pës. e* PËRZHIT. U përzhit duarsh.
PËRZHITJE,~'A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PËRZHIT, PËRZHITEM.
PËRZHITUR (i,e) *mb.* I. I përcëlluar në flake, i përflakur; i djegur pak përsipër; i rreshkur fort a i djegur nga dielli; i thekur pranë zjarrit. *Misra të për-zhitur (në zjarr). Gjethe të përzhitura (nga dielli, nga vapa). Me krahë (me kurriz) të përzhitur (në diell).*
*2. fig.* I djegur e i bërë shkrumb; i dëmtuar rëndë. *Mbetën të përzhit ur (nga lufta, nga pushtuesit).*
PËRZHURG *kal,* ~A, ~UR. Ndyej, fëlliq, zhyej. *përzhurgu duart me manaferra (me bojë).*
PËRZHUTË,~'A. *sh.* ~'A, ~-AT *bot.* Lulekorcull, balç, bar të preri.
PËRRALLEM *vetv.,* ~A (u), ~-UR. 1. E kaloj kohën me muhabet a duke bërë shaka me dike; ta-llem, mahitem. *Përrallej me fëmijët. Përralleshin njëri me tjetrin.*
2. E kaloj kohën kot, sillem pa punë. *Mos u pë-rrallni!*
PËRRALLË,~A . *sh.* —A, ~AT. 1. Një nga llojet më të njohura të krijimtarisë gojore popullore, që ka formën e një tregimi, zakonisht me përmbajtje fantastike e me personazhe të trilluara nga bota e njerëzve, e kafshëve dhe e forcave të mbinatyrshme, rrëfenjë popullore; tregim i shkurtër i shkruar ne këtë fry më e me mjete të tilla. *Përrallat popullore shqiptare. Përrallë e bukur*

*(tërheqëse). Përralla me kafshë. Përrallat e gjyshit (e gjyshes). Në botën e përrallave. U tregonte përralla fëmijëve. Ka shkruar një libër me përralla. Duket (ndodhi) si në përrallë.*
*2. bised.* Fjalë të kota e pa asgjë të vërtetë; diçka e trilluar, gënjeshtër, gjepur. *Përrallat e fesë. Përralla me mbret* gjepura, dokrra; premtime të kota. *Na shet përralla. S'u besojmë atyre përrallave. Hodhën poshtë përrallën e pathyeshmërisë së armikut.*
Përralla me mlvet *mospërf. shih te* MBRET, ~I. U be përrallë *diçka* është përsëritur shumë diçka; është folur shumë për diçka që nuk është realizuar. U be përralla e botës *dik us h* i doli nami i keq për diçka, mbahet nëpër gojë nga të gjithë për një punë jo te mirë. Është përrallë raizash *diçka shih te*MIZË,~A Është tbes përrallash (fjalësh, Hafesh) *dikush shift te* THES,~I.
PËRRALLËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që tre-gon a shkruan përralla. *Përrallëtarët popullorë. Pë-rrallëtari me i mirë i vendit (i krahinës). Përrallëtari* i *dëgjuar grek Ezopi.*
PËRRALLËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Përrallë e shkurtër; përrallë. *Përrallëza e qengjil dhe e ujkut (e dhelprës dhe e rrushit, e dhelprës dhe e korbit, e dhisë dhe e kecave).*
PËRRALLIS *jokal.* dhe *kal.,* —A, ~UR. 1. Flas gjëra të kota, pa asnjë bazë të vërtetë, them gjepura, them përralla. *Përrallisnin kodra pas bregut. Ç'po napërrallis kështu!*
2. Tregoj gjerë e gjatë një histori tërheqëse që nxit kiireshtjen e dëgjuesve, i mbaj të tjerët me mu-habete për ndodhi interesante. *Na përrallisi si kishte ndodhur. Na përrallisi tërë natën.*
PËRRALLISEM *vetv.* Flas shuraë dhe për gjëra pa rëndësi me dike; flas kot; përrallis. *Përrallise] me fqinjët në sofat (te porta).*
PËRRALLlSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËRRALIS, PËRRALLISEM.
2. Fjalë të shumta e pa rëndësi; gjepura, përralla. *Përrallisje të kota.*
PËRRALLOHEM *vetv.* Bisedoj gjatë me dike për gjëra pa rëndësi; bëj muhabet sa për të shkuar kohën, përrallisem. *U përralluan deri natën tone.*
PËRRALLOJ *jokal.* dhe *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Tregoj përralla; tregoj një përrallë në lidhje me diçka. *Përralloi tërë natën. Na përralloi e na kënaqi.*
2. Bisedoj me dike për gjëra pa rëndësi, bëj muhabet sa për të kaluar kohën, përrallis.
PËRRALLOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me pë-rrallat, që u përket përrallave, i përrallave. *Qenie përrallore. Personazh pënallor.*
2. Legjendar. *Heron' përrallore.*
3. *fig.* Fantastik, që është si ndër përralla; që kalon çdo masë, i jashtëzakonshëm. *Pasuri (fitime) përrallore. Benin një jetë përrallore në kurriz të popullit.*
PËRRALLOS *jokal,* ~A, ~UR. Përrallis. *Pë-rrallosin për gjëra të paqena.*
PËRRALLOSEM vev. Përrallisem.
PËRRALLSHËM (i), ~ME (e) *mb. poet.* Legjendar, përrallor. *Drini plak e i përrallshëm...*
PËRRLË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Ashkël guri. *Ruaju nga përrlat!* 2. *fig.* Përçarje; grindje, gërnjë. *U hyri përrla.*
PËRROSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Përrua i vogël; rrëke uji; përrua që zakonisht thahet në verë; përrua i tharë ose lug që formohet nga shirat në rrë-pirën e një kodre a të një mali. *Përroskë e thatë. Pë-rroska, përroska bëhet lumi. fj.u.*
PËRRUA, ~OI *m. sh.* ~ENJ, ~ENJTË. 1. Rrjedhë uji më e vogël se lumi, që zbret nga malet,
zakonisht me rrëmbim dhe derdhet në një lumë a në një liqen; shtrati i kësaj rrjedhe, me ujë a pa ujë. *Përrua i rrëmbyer. Përrua i thellë. Përrua i thatë* përrua që ka ujë zakonisht vetëm kur bie shi. *Shtrati i përroit. Vërshimi i përrenjve në pranverë. Kaluan nëpër një përrua.*
2. *fig.* Sasi e madhe e diçkaje; diçka që vjen me shumicë e me rrëmbim. *Përrua gjaku. Përrenj fjalësh. libr. Një përrua njerëzish.*
•*k* Lumë e përrua *shih te* LUMË,~I. E hodhi përruan (lumin, vaun, hendekun) *shih te* HEDH 2o-Zuri përruan (ledhin) *keq. shih te* ZË. Iu be gjol e përrua *shih te* GJOL,~I.
PËSlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjen-dja sipas kuptimeve të foljes PËSOJ. *Pësimi i dënimit.*
*2.* Diçka nga e cila vuajmë, ajo gjë që pësojmë, vuajtje. *Pësimet të bëhen tnësime.*
PËSOJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~tJAR. 1. Bie
mbi mua veprimi i diçkaje të jashtme, ndiej pasojën e një veprimi; i nënshtrohem një veprimi të dikujt a të diçkaje; me bie një fatkeqësi a një e keqe tjetër; heq një të keqe. *Pësoi një goditje. Pësuan një fatkeqësi. E pësuan keq (rëndë). Pësoi një humbje. Koka bën, koka pëson. fj. u. Rush e bën, kush e pëson!*
*2. vet. veta HI gjuh.* Është objekti i një veprimi të shprehur nga folja. *E pëson kryefjala.*
PËSOR,~E *mb. gjuh.* Që tregon se veprimi që kryhet nga dikush a nga diçka kthehet e bie mbi krye-fjalën. *Diateza pësore e foljes* diateza e një foljeje që shënon një veprim i cili kryhet nga dikush a nga diçka dhe që e pëson kryefjala e fjalisë. *Polje pësore* folje që kanë këtë diatezë. *Kuptimi pësor* kuptimi gra-matikor i kësj diateze. *Trajta pësore.*
PËSORE,~JA . *gjuh.* Diateza pësore e foljes. *Veprorja dhe pësorja.*
PËSUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka vuajtur shumë në jetë, që ka kaluar shumë fatkeqësi, vuajtje etj. dhe që ka përvojë të madhe. *Është plak i pësuar.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *pësuan, i mësuari. fj.u.*
PËSHPËRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* PËSH-PËRITJE,~A 2,3.
PËSHPËRIT *kal.* dhe *jokal.,* ~A, ~UR. 1. I shqiptoj fjalët me zë fare të ulët sa mezi dëgjohen; i flas dikujt me zë të ulët që të dëgjojë vetëm ai. *pëshpëriti në vesh. Pëshpërit nëpër dhëmbë. Pëshpëriste fjalë të pakuptueshme.*
*2. fig.* Flas tinëz, andej e këtej, për dike a për diçka, merrem me thashetheme, flas vesh me vesh; hedh fjalë e parulla prapa krahëve kundër dikujt; ankohem nën zë kundër dikujt a diçkaje. *Pëshpëritnin qosheve (sku-tave). Pëshpëritnin parulla helmuese.*
PËSHPËRITET *vetv.* 1. Qarkullon andej e këtej një lajm jo shumë i sigurt; flitet nën zë e vesh me vesh për dike a për diçka. *Pëshpëritet se...*
*2. Pës. e* PËSHPËRIT.
PËSHPËRITËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. 1. Ai që për-hap fjalë a lajme nën zë e andej e këtej; ai që flel prapa krahëve, ai që merret me thashetheme.
2. Sufler.PËSHPËRITËS,~E *mb.* Që i ngjet pëshpëritjes,

si pëshpëritje. *Me zë pëshpëritës.*
PËSHPËRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËSHPËRIT, PËSHPË-R1TET.
2. Zhurraë e lehtë dhe e mbytur që dëgjohet kur pëshpërit dikush; murmuritje, murmurimë. *Pëshpëritje habie në sallë. Dëgjohen pëshpëritje.*
3l Fjalë a lajme që kalojnë nën zë e vesh me vesh nga njëri tek tjetri; shprehje pakënaqësie ndaj di-kujt a ndaj diçkaje që shfaqet prapa krahëve. *Pëshpëritje vesh me vesh (prapa krahëve). Ka pëshpëritje.*
PËSHTËLLIJ *jokal.,* ~VA, ~RË *krahin.* Pëshpërit. *pështëlliu në vesh.*
PËSHTËLLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.*
Pëshpëritje.
PËSHTlLLEM *vetv. 1. shih* MBËSHTILLEM.
2. *pavet. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vet or në r. dhanore).* Me vjen për të vjellë, me përzihet.
PËSHTIRË,~T (të) *as.* Neveri a krupë që ndiejmë për dike ose për diçka. *Me vjen të pështirë.*
PËSHTIRË (i,e) *mb.* Që të ngjall neveri, që të kail krupën, i neveritshëm. *Pamje e pështirë. Njeri i pështirë.*
PËSHTIROS *kal.,* ~A, ~UR. I ngjall neveri, i kail krupën, ia bëj të neveritshëm dike a ia neverit diçka. *Ma pështirosi alë njeri. Ia pështirosi atë gjellë.*
PËSHTIROSEM *vetv. (zakon. me një trajtë të shkuriër të përemrit vetor në r. dhanore).* I neveritem dikujt; me neveritet dikush a diçka, me kail krupën. *In pështiros gjella. Ipështirosej jeta pa punë, Iu pështiros ai njeri.*
PËSHTIROSJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËSHTIROS, PËSHTIROSEM.
2. Neveri a krupë jpër dike ose për diçka që nuk na pëlqen, që e urrejmë a e përbuzim; të pështirë. *Një ndjenjë pështirosjeje. Me shkaktonte pështirosje. E shikonte me pështirosje.*
PËSHTJELL *kal.,* ~OLLA, ~JELLË. *shih* MBËSHTJELL.
PËSHTJELLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Për-
parëse e qëndisur prej shajaku të hollë e të zi, që e mbajnë grate në disa vise të Shqipërisë Veriore; fund grash me pala e i qëndisur (në disa veshje popullore). *Pështjellak oda-oda (kuti-kuti). Pështjellak kadifeje.* 2. Napa më të cilën mbështjellin kokën grate në disa vise malore të Shqipërisë.
PËSHTJELLAS *ndajf.* Rrëmujë.
PËSHTJELLË,~T (të) *as.* 1. Të vjellë, të për-zier. *çohet të pështjellët* i vjen për të vjellë. •
'2. *fig.* Neveri, krupë. *Me çon të pështjellët* me ngjall neveri,
PËSHTJELLIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PËSHTJELLOJ, PËSH-TJELLOHEM. *Pështjellimi i çështjes.*
2. Grumbullim pa rregull e pa kriter njerëzish a fijërash në të njëjtin vend; rrëmujë ku s'e merr vesh i pari të dytin, tollovi, trazirë. *Pështjellim i madh në sallë. Pështjellim në radhët e armikut. Mbillnin (shkak-tanin) pështjellim.*
*3.* Mungesë lidhjeje a bashkërenditjeje midis pi-këpamjeve e qëndrimeve, kontradikta të brendshme të thella e pa ndonjë rrugëdalje, mungesë rregulli e njësimi; paqartësi e madhe në teori e në veprimet prak-tike; rrëmujë. *Pështjellim politik (ideologjik).*
4. *elektr.* Pështjellje. *Pështjellime të Veçuara {të izoluara). Pështjellimet e elektromotorëve. Tel bakri për pështjellime.*
PËSHTJELLIZË, ~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.*
Dredhkë e arave.
PËSHTJELLJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* MBËSHTJELL JE, ~A.
2. *elektr.* Sistem fijesh përçuese në një pajisje elek-trike, nëpër të cilat kalojnë rrymat që krijojnë fushat magnetike. *Pështjellje me tela (me gërshetë, në trajtë cilindri).*
PËSHTJELLOHEM *vetv.* 1. Ngatërrohem në një punë a në diçka; hutohem fare e s'di si të bëj; *vet, veta III* ngatërrohet keq diçka, bëhet rrëmujë. *U pësh-tjellua nga goditja. U pështjellua puna e u be lëtnsh.*
2. *Pës. e* PËSHTJELLOJ.
PËSHTJELLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Grum-bulloj pa rregull e pa kriter sende të ndryshme, bëj rrëmujë; përziej. *pështjelloi gjërat.*
2. Sjell ngatërresa në një punë, ngatërroj një punë a një çështje, krijoj pështjellim. *pështjelloi punët.*
PËSHTYHEM. *Pës. e* PËSHTYJ.
PËSHTYJ *kal,* ~VA, ~RË. 1. edhe *jokal.* Nxjerr pështymë a diçka tjetër nga goja; hedh tutje me vrull pështymën a diçka tjetër që kam në gojë; i hedh pështymën dikujt. *Pështyn gjak (vrer). Mos pështyni në tokë! E pështyu në fytyrë. Ku pështyjnë shumë, bëhet një lumë.fj.u.*
*2.* edhe *fig.* Bëj sikur i hedh pështymën dikujt në shenjë urrejtjeje a përbuzjeje ose për ta poshtëruar; e poshtëroj dike me fjalë fyese e të rënda. *E pështyu dhe iku.*
3. *vet. veta III.* Ndyn mishin ose një ushqim tjetër duke lëshuar vezët (për mizat). *E ka pështyrë miza mishin.*
-A- Pështyn lart *dikush* mbahet më të madh, e mban hundën përpjetë, është mendjemadh. Pështyu në gjellë (në çorbë) e prishi a e ngatërroi një punë me qëllim të keq. Lëpin atë që pështyn (lëpin aty ku pështyn) *shih te* LËPIJ. Ç'pështyn në mëngjes, e lëpin në darkë *shih te* LËPIJ.
PËSHTYM *kal.,* ~A, ~UR. I yendos drutë pranë zjarrit që t'u ikë lagështia e tepërt dhe të ndizen me lehtë.
PËSHTYMET *vetv.* I ikën lagështia e tepërt (për drutë kur thahen pranë zjarrit). *I lë të pështymën drutë e njoma.*
PËSHTYMË,~A.iA.~A,~AT. 1. Lëng pa ngjyrë e pak veshtullor, që prodhohet nga disa gjëndra të posaç-me të gojës dhe që ndihmon për zbutjen e tretjen e ush-qimeve. *Gjëndrat epështymës. Nxjerr shumë pështymë. Me thahet pështyma* kam shumë etje, me thahet goja për ujë. *Përcjell pështymën. I ngjitur me pështymë* i ngjitur keq e që shkëputet menjëherë. *hodhi pështymën* e pështyu. 2. *bised.* Blozë. *zi si pështyma e oxhakut.*• Iii tha pështyma në grykë (në fyt) nuk mundi të fliste me, iu pre fjala, i mbeti fjala në grykë (nga ndonjë shqetësim a tronditje, nga ndonjë qortim i rëndë, nga të folurit e shumtë etj.). S'mbushet pusi me pështymë (me gjilpëra) *fj'.u.* thuhet për një punë që nuk ka mundësi të bëhet (në kuptimin “duhen mjetet e nevojshme për të bërë diçka të rëndësishme, nuk thahet deti me lugë”).
PËSHTYMOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me pështy-mën, që i përket pështymës, i pështymës; që prodhon pështymën. *Gjëndrat pështymore.*
PËSHTYMORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë e posaçme, që vihet në një qoshe të korridorit a të shka-llëve për të pështyrë në të. *Pështymore porcelani (zin-ku).*
PI *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Thith me gojë dhe e ka-përdij në stomak një lëng (ujë qumësht etj.) për të shuar etjen ose për t'u ushqyer, gëlltit një lëng; për-dor si ushqim diçka të lëngshme. *Pi ujë (çaj, kafe, raki,^ verë). Pi lëng mishi*

*(lëng pemësh). Piu një shishe birrë (një gotë raki). Pi me gotë (me tas, me filxhan). E piu menjëherë (me një gllënjkë, me një fry me). E piu me fund. E piu të gjithë. Pimë për shëndetin e... Piu ujë në çezmë (në burim). Hante e pinte mirë. për të ngrënë e për të pirë. Pa ngrënë e pa pirë. Dua të pi diçka. S'e pi të ngrohtë.*
2. Marr një bar nëpërmjet gojës dhe e gëlltit, za-konisht të shoqëruar me ujë ose me një lëng tjetër; përdor zakonisht barna. *Pi një nape (një aspirinë, një kripë). Pi ilaçe.*
3. edhe *jokal.* Përdor me tepri pije alkoolike (raki, verë etj.), me pëlqejnë këto pije; jepem pas pijes e dehem; i harxhoj krejt të hollat etj. për pije të tilla. *Pinte ca. I pëlqente të pinte. Pinte me shokë. Nuk pinte fare. S'pi kurrë. E pi me opingë* pi shumë. *I piu të gjitha paratë. Nuk e lënë të pijë. Kishte pirë* ishte dehur.
4. Thith dhe nxjerr jashtë tymin e duhanit. *Pi duhan (cigare). Epi mellullë (me filter). S'e kampirë kurrë. Mos e pi se s'të bën mirë.*
5. E thith një lëng me diçka; e tërheq; e thith brenda, e përthith. *Pi djersën me peshqir. Pi ujin me leckë (me sfungjer). Pi gjakun me pambuk. E pi ujin toka (dheu). Kane pirë ujë trarët (dërrasat, drutë). E pi bojën letra.*
6. *fig. bised.* E pësoj keq; vuaj një pasojë nga di-kush, e ha. *Piu ca pëllëmbë të mira. Shqelmat i piu dikush tjetër. E piu kot.*
7. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit yetor në r. kallëzore) bised.* Me mbyt; me vdes, me asgjëson (edhe në disa mallkime). *Ipinin mizat (mush-konjat, morrat, çimkat).*
•*k* Debet pa pirë *iron, shift te* DEHEM. I ka pirë djersën *dikujt* e ka munduar shumë, ka përvetësuar mundin e punën e tij. E piu (e thithi, e përpiu, e rrufiti) dheu *dike shih te* DHE,~U. I piu (i thithi) gjakun *dik uj t* a) e shfrytëzon pa mëshirë dike, e shfry-tëzon deri në palcë; b) e mundon tepër dike, e bën që të vuajë, e sfilit për vdekje. Kam pirë gjak *me dike etnogr.* jam bërë vëllam me dike, sipas një zakoni. E pi me hundë *diçka shih te* HUNDË,~A. për ta pirë në kupë shumë i mirë nga pamja dhe nga s jell jet; shumë i bukur (zakonisht për vajza e për djem të rinj). la ka pirë lëngun *dikujt mospërf.* e njeh mirë, ia di të gjitha vlerat, veset dhe huqet. Pi llullë *shih te* LLULLË,~A. Piu mendjen u deh sa humbi gjykimin dhe kontrollin e vetvetes. Pinin retë *shih te* RE,—JA i. Të pi sytë *dikush* të turret me fjalë të ashpra, të
shan e të qorton rëndë, s'të lë të marrësh frymë. Të pi nga sytë *dikush* s'të lë të flasësh a të veprosh, të pengon në çdo hap. Pi ujë nga një shishe *dikush* i qëndron fjalës, nuk e ndërron qëndrimin, nuk është njeri me dy faqe. E piu sherbetin *mospërf. shih te* SHER-BET,~I. Pi ujë te *d i k u s h keq. shih tek* UJË,~I. Ka pirë shumë ujëra *dikush shih tek* UJË,~I. E kemi pirë këtë ujë *mospërf.* e dime këtë punë, e kemi parë këtë' gjë edhe me përpara. Nuk pi ujë *diçka shih tek* UJË,~I. Pi uthull! *tall, shih tek* UTHULL, ~A. E piu e zeza përfundoi keq, e pësoi rëndë, e mori dreqi. I çon të gjithë të pine uje *dikush* është me i zoti nga të gjithë; ua hedh të gjithëve. Është për t'i pirë doljinë *shih te* DOLLI,~A. Ishte bërë për të pirë helmin ishte dëshpëruar shumë. U be për të pirë mi-zën *d i k u s h shih te* MIZË,~A. Pi (ha) me dy gryka *shih te* GRYKË,~A. E piu gjithë kupën (e hidhë-rimit, e mjerimit) *libr. shih te* KUPË,~A. Ka pirë kupën e hidhur *libr. shih te* MIDHUR (i,e). Ka pirë lëngun e gjarprit *prej dikujt shih te* LËNG,~U. Pi macja uthull *iron, shih tek* UTHULL, ~A. Pine në një kungull *shih te* KUNGULL,~I. S'na i ka pirë (s'na i ka ngrëoë, s'na i ka çukitur) sorra (pula) mendtë *shih te* SORRË,~A. Mbart verë e pi ujë *shih te* VERË,~A ii. Kemi pirë në një krua SI7I *te* KRUA, KROI. Ka pirë ujë në sbumë burime (kroje) *shih tek* UJË,~I. Tjetri pi, ai dehet rrëmbehet e humbet mendjen kot, pa asnjë shkak, kur nuk i takon. Këtej të pi verën, aitdej të shan derën nuk është mirënjohës, është bukëshkalë. T'i lash këmbët e t'i pish ujin *dikujt shih te* LAJ. Po nuk qau fëmija, nuk i jep nëna (e ëma) sisë (gji, të pijë).. *shih te* QAJ.
PIANIST, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Muzikant që i bie pianos; ai që luan pjesë muzikore në piano. *Pianist* i *shquar.*
PIANIST,E,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PIANIST, ~I.
PIANO, ~JA . *sh.* ~, ~T *muz.* Vegël e madhe muzikore me tastierë, me shumë tela brenda, të cilët nxjerrin tinguj të ndryshëm kur goditen nga disa çe-kiçë të vegjël që lëvizin kur shkelim me gishta tastet. *Mësuesi i pianos. Pjesë për piano (për violinë e për piano). I bie pianos. Luan (shoqëron) në piano. Meson për piano.*
PlASTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. I. Nënfish i njësisë monetare bazë që përdoret në disa vende si Turqia, Egjipti, Libani, Siria etj.
2. Monedhë e vjetër në disa vende.
PIAVlCË,~A *f.sh.* ~A, -~AT. Shushunjë.
PICAK *ndajf.* Fare zhveshur, lakuriq. *Doli picak.*
PICAS *kal.,* ~TA, ~TUR. Vjedh gjëra të vogla ose pak e nga pak, picërroj.
PICËRR,~E *mb.* Shumë i vogël, picërrak. *Me sytë picërr.*
PICËRRAK,~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Fëmijë i vogël; fëmijë me trup të vogël.
2. *zool.* Zvarranik i ngjashëm me hardhucën, poi me i madh se ajo, me pika të verdha në trup, që del zakonisht në pranverë pas shiut; pikëlore, salamander.
PICËRRAK,~E *mb.* Që ka shtat të vogël; shumë vogël; picërr. *Fëmijë picërrak. Me hundë picërrake.*
PICËRROHEM *vetv.* 1. Bëhem me i vogël duke u tku-rrur, zvogëlohem, rregjohem. *Picërrohetpula kur piqei.*2. *Pës. e* PICËRROJ.
PICËRROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1- Mbyll sytë përgjysmë për t'i mbrojtur nga një dritë e forte ose kur mundohem të shikoj me mirë, rrudh sytë. *Picërroi sytë nga dielli (nga drita e forte).*
2. *jokal.* Vjedh gjëra të vogla ose pak e nga pak.
PICËRRUAR (i,e) *mb.* I mbyllur përgjysmë (për sytë, kur mbrohemi nga drita, nga era etj. ose kur mundohemi të shikojmë me mirë). *Me sy të picërruar.*
PICIGJATË,~E *mb.* Që ka trajtë mjaft të për-zgjatur, që është i gjatë dhe me majë; i stërgjatë. *Kumbull (domate, mollë) picigjate. Kapuç picigjatë.*
PICIMAJË *ndajf.* Me kokë poshtë, kryengulthi, picingul. *Ra picimajë.*
PICIMAJTHI *ndajf.* 1. Picingul, kryengulthi. 2. Luajmë picimajthi: luajmë me bizë.
PICINGUL,~I *m. mospërf.* Njeri i shkurtër e shumë i dobët. *Çështë ai picingul?*
PICINGUL *ndajf.* Me kokën poshtë dhe këmbët lar^, kryengulthi. *Ra picingul.*
PICINGULTHI *ndajf.* Picingul, kryengulthi.
PICIRRUK,~E *mb. bised.* I. Picërrak. *Mbeti pi-cirruk.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Picirruku i xhaxhit.*
PICKATË,~A . *sh.* ~A, —AT. 1. *zool.* Mushicë. 2. Pickim. *dha një pickatë në krak.*

PICKIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PICKOJ, PICKOHEM. *Pickimi i mushkonjave (i bletës, i gjarprit).*
2. Dhembja a shpimi që ndiejmë në trup kur na pickojnë. *Pickime të lehta.*
PICKOHEM *vetv.* 1. *zakon. sh.* Pickojmë njëri-tjetrin.
2. Shpohem në një send me majë. *U pickua nëpër gjemba.*
3. *fig.* Hahem me fjalë, grindem dhe thumbohem me dike. *Ishte pickuar me të.*
4. *Pës. e* PICKOJ.
PICKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I kap mishin dikujt me gishtin e madh të dorës e me treguesin dhe ia shtrëngoj deri sa t'i dhembë; ia shtrëngoj fort mishin me diçka (me dare, me pincë etj.). *Epickoi lehtë. E pickoi në krah.*
*%.* E shpoj me një send me majë të mprehtë, e thumboj. *E pickoi me gjilpërë. E pickoi bleta (mush-konja, grerëza). E pickoi gjarpri. Të pickon me sqep.*
3. *muz.* E bëj të dridhet një tel violine, mandoline etj. duke e kapur me gishtin e madh dhe me treguesin.
PICORR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* PICËRRAK,
PICUNARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Burim me ujë shumë të pakët anes shkëmbinjve. *Pine ujë në një picunare.*
PIEDESTAL,~I *m. sh.* ~>E, ~ET. Mbështetje e lartë, zakonisht prejj;uri të latuar, mbi të cilën vihet një statujë, një shtyllë, një përmendore.etj. *Piedestal i gurtë. Piedestal mermeri fgraniti, bronzi).*
*k* Ngre (vë) në piedestal *dike libr.* i bëj nderime të mëdha dikujt duke e vlerësuar shumë në sy të të tjerëve; e ngre lart. E rrëzuan (e zbritën) nga piedestali *dike libr.* ia hoqën nderimet dikujt, ia ulën vlerë-simin e lartë që kishte deri atëherë.
PIGME,~'U *m.sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Banor vendës i disa zonave të Afrikës e të Azisë, me trup shumë të shkurtër; njeri me shtat të vogël.
2. *fig.* Njeri i vogël e pa rëndësi; njeri shpirtvogël e zemërngushtë; *kund.* vigan.
PIGMENT,~I *m. sh.* ~E, —ET. 1. Lëndë e po-saçme organike, që i jep ngjyrën karakteristike lë-kurës dhe disa indeve të trupit të njeriut, të kafshëve a të bimëve. *Pigmentet e lëkurës. Pigmentet e tëmthit.*
2. *kim.* Lëndë e posaçme ngjyruese, zakonisht në trajtën e një pluhuri të hollë. *Pigment ngjyrues na-tyror (artificial). Pigment i kuq për bojëra.*
PIHEM *Vetv. I.* Pi raki, verë etj. dhe dehem. *Ishte pirë dhe mezi ecte.*
2. *pavet. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me pëlqen ose dëshiroj të pi diçka. *Me pihet ujë. S'më pihet asgjë.*
3. *vet. veta HI.* Mund të përdoret për ta pirë, nuk të dëmton po ta pish, është i pijshëm; mund të pihet, i ka cilësitë më të domosdoshme që e bëjnë të pijshëm. *A pihet ai ujë? Ky ujë nuk pihet. S'pihet kjo verë.*
4. *Pës. e* PI.
PIJANEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që përdor me tepri pijet alkoolike, ai që pi vazhdimisht e jashtë mase, ai që e ka ves të pirët. *Pijanec i pandreqshëm.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Plak pijanec.*
PIJANIK, ~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Pijanec.
PlJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Lëng që përmban alkool (si rakia, vera, konjaku, likeri etj.) e që përdoret për t'u pirë; lëng i veçantë i përgatitur për t'u pirë. *Pije alkoolike. Pije freskuese. Pije e ëmbël. bised.* liker. *Dyqan pijesh.*
2. *bised.* Gjendja e dikujt që ka pirë shumë raki, verë etj.; dehje, të dehurit. *Mezi i dolipija.*
3. Vesi i atij që pi shumë raki, verë etj. *Vest i shëm-tuar i pijes. E mori me qafë pija. Ishte dhënë pas pijes.*
PIJESHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shet pije alkoolike.
PIJETORE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Lokal ku pihen pije alkoolike (zakonisht ulur rreth tryezave). *Hyri në një pijetore.*
PlJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është i mirë për t'u pirë; që mund të pihet, që nuk të dëmton shën-detin po ta pish (për ujin). *Ujë i pijshëm.*
PIK *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ngjit me kallaj një enë metalike të shpuar, zë me kallaj vrimat e një ene; *kund.* shpik. *Pik kazanin (tiganin). E piku me kallaj.*
2. Rregulloj çatinë e një shtëpie që të mos pikojë, zë pikat e çatisë. *Piku shtëpinë (çatinë).*
3. Spërkat; lag; lyej me diçka. *Pik dhomën me gëlqere.*
4. *jokal. vet. veta III.* Le të rrjedhë, nuk e mban ujin që ka brenda; nuk e mban shiun; pikon, rrjedh pikë-pikë. *Pik çatia e shtëpisë. Pik shtamba. Pikte gjak plaga. I piknin lotët nga sytë.*
5. *jokal. vet. veta III.* Bie menjëherë drejt e në tokënga vendi ku ishte i ngjitur a ku rrinte varur (zakonisht për kokrrat e pemëve). *Pikin mollët nga pema. Piku dardha (kumbulla). Pikin lendet e dushkut.*
6. *fig.* I shkaktoj dikujt një hidhërim të thellë, e pikëlloj. *E piku në zemër vdekja e vëllait (e vajzës). E piku malli për vendlindjen (për fshatin).*
7. *jokal. vet. veta HI.* Hyn; fillon, nis. *Që kur piku dita (mëngjesi). Që kur piku vera (dimri).*
PIKAKUQ,~E *mb.* Që ka pika të kuqe në trup (për kafshët e për shpendët). *Troftë pikakuqe. Peshk pikakuq.*
PIKALARMË,~E *mb.* Që ka pikla në fytyrë (për njerëzit) ose në trup (për kafshët e për shpendët); pikalosh. *Pule pikalarme.*
PIKALOR,~E *mb.* Pikëlor. *Pule pikalore. Nepërkë pikalore. Flutur pikalore.*
PIKALORE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET *bot.* Sëmundje bimësh të ndryshme, që shfaqet kryesisht me njolla në gjethet. *Pikalorja e gjetheve të panxharit (të kum-bullës). Pikalorja e bardhë e duhanit.*
PIKALOSEM *vetv.,* ^~A (u), ~UR. 1. Bëhem me pika, pikohem; spërkatem, pikëlohem. *U pikalos duke Iyer dhomën.*
2. Bëhem pikalosh, pikëlohem.
PIKALOSH,~E *mb.* Që ka pikla në fytyrë; që ka pika në trup a në lëkitrë; që i ka pendët pika-pika (për shpendët); pikëlor. *Fëmijë pikalosh. Gjel pikalosh. Vezë pikaloshe* vezë me pika si të puiës së detit.
PIKA-PIKA *ndajf.* 1. Pike pas pike, vazhdimisht nga një pike; pikë-pikë. *shkonin lotët pika-pika. Rr)edh pika-pika.*
2. *përd. mb.* Që është me pika, që ka pika; i mbushur me pika në fytyrë e në trup; pikalosh. *Shami pika-pika. Faqe pika-pika. Gjarpër pika-pika.*
*-k* Pika-pika (pikë-pikë) bëhet lumi (zgavrohet guri) *fj. u.* duke punuar me ngulm e vazhdimisht nga një çikë mund të bëhen punë të mëdha e të rëndësishme; gurë, gurë bëhet kalaja.
PIKARRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vendi ku arrijmë a duhet të arrjjmë pasi nisemi prej diku, pika e arritjes; *kund.* pikënisje.

2. *fig.* Qëllimi a synimi që duam të arrijmë. *Pik-arritja e edukimit (e mësimit).*
PIKAS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E diktoj a e zbuloj dike <lë kërkon të fshihet, e vë re; zbuloj diçka, gjej. *E pikasi roja. I pikasi patrulla. S"e pikasën kur hyri. Pikasi një vend të mirë (të përshtatshëm).*
*2.* Kuptoj qëllimet a synimet e dikujt nga disa shenja të jashtme ose nga disa veprime të dyshimta të tij; zbuloj, diktoj, i bie me të. *Diçka pikasi. E pikasi kush e kishte bërë. E pikasi se diçka kishte ndodhur.*
3. *jokal.* Dallohem, bie në sy. *Në turmë pikaste një shami e kuqe.*
PIKASEM. *Pës. e* PKAS.
PIKASJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve PIKAS, PIKASEM. *Pikasja e që-llimeve të dikujt.*
PIKAT (PIKAS) *kal,* ~A, ~UR. 1. Stërpik. 2. *Vet. Veta 111.* Të rrok, të pret pak. *Të pikat era.* PIKATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Gyp i vogël
qelqi me një vrimë të ngushtë në majë e një pompë llastiku nga ana tjetër, që shërben për të hedhur bar-nat me pika. *Hodhi me pikatore dhjetë pika.*
PIKEM *vetv.* 1. *vet. veta HI.* Bie menjëherë drejt e në tokë nga vendi ku ishte ngjitur a varur (zakonisht për kokrrat e pemëve). *U pik një mollë (një arrë).*
2. Bie përdhe si i këputur, këputem i vdekur për-dhe. *Pikeshin burrat si lisi.*
3. Shtang në vend nga frika, nga habia etj.; hi-dhërohem, pikëlohem, bëhem sikur me bie pika. *U pik kur i trokitën në derë (kur mori atë lajm).*
*4. Pës. e* PIK I-3,5. *Nuk piket alumini si bakri.*
PIKETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kunj i shkurtër druri që ngulet në tokë si shenjë për të marrë drejti-min, për të përcaktuar kufijtë e një triialli ku do të ndërtohet diçka etj. *Piket a të bardha. Piket at e tra-sesë. Vuripiketat.*
*2.* Grup grevistësh në vendet kapitaliste e revi-zioniste, të cilët luftojnë për të drejtat e tyre, duke bërë rojë përpara qendrave të prodhimit a të pupës për të mos lejuar hyrjen e grevëthyesve dhe të policisë. *Piketat e punëtorëve. Vendosën piketa në të gjitha hyrjet e uzinës.*
3. *fig.* Secili nga caqet, brenda të cilave zhvillohet një punë a një veprimtari; qëllimi a synimi ku duam të arrijmë.
PIKETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PKETOJ, PIKETOHET. *Pi-ketimi i rrugëve.*
PIKETOHET. *Pës. e* PBKETOJ.
PKETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ngul në tokë piketa. *Piketoi themelet e ndërtesës (trasenë e rrugës së re).*
*2.* Bëj rojë gjatë një greve para qendrave të prodhimit a të punës për të mos lejuar hyrjen e grevëthyesve dhe të policëve; mbaj nën mbikëqyrje një qendër prodhimi a pune gjatë grevës në shenjë pro-teste (në vendet kapitaliste e revizioniste). *Punëtorët piketuan minierën.*
3. *fig.* Vë caqet, brenda të cilave do të zhvillohet një punë a një veprimtari; përcaktoj qëllimin a sy-nimin ku dua të arrij.
PIKETUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Specialist që bën piketimin e një trualli, e një traseje etj.
2. Secili nga punëtorët që është në grevë në vendet kapitaliste e revizioniste dhe bën rojë para qendrës së prodhimit a të punës për të mos lejuar të hyjnë grevëthyesit dhe policët; secili nga demonstruesit që zënë portat e një zyre a të një institucioni ne shenjë proteste (në vendet kapitaliste e revizioniste). *Për-leshjet midis policisë dhe piketuesve.*
PIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Sasi fare e vogël uji a lëngu tjetër, në trajtë rruzulli sa një kokërr thje-rrëz, që bie si shi, shkëputet nga një enë etj.; bulë uji, shiu, qumështi etj.; gjerbë. *Pike e madhe (e vogël). Një pike uji (vaji). Pike loti (gjaku, djerse). Pikat e shiut. Bar me pika (që pihet me pika). Ranë ca pika. E piu deri në pikën e fundit. I numëroi pike e nga një pike.*
2. *vet. nj. (zakon. me numërorin "një").* Sasi e vogël e një lëngu, sasi e vogël e diçkaje; një çikë; fare pak. *Një pike ujë (verë, vaii. S'mbeti asnjë pike.S'ka rent një pike shi (pike shiu). S'kishin një pike dhallë për fëmijët.*
3. Vrimë në ça{i, nga ku hyn shiu brenda. *Ka një pike. Zë pikat e çatisë.*
4. *përd. pakuf. (me pjesëzën mohuese "pa")*. Një çikë, një grime, një fije. *Pa pike dyshimi. Pa pike per-gjegjësie. Pa pike turpi. Pa pike arsyeje (nevoje). Pa pike mëshire. Pa pike kuptimi.*
5. Shenjë a gjurmë e vogël dhe e rrumbullakët me ngjyrë, që mbetet mbi diçka kur mbështetim mbi të një send me majë e të ngjyrosur (si penë, laps etj.); njollë shumë e vogël dhe e rrumbullakët nga spërkatja. *Pike e zezë (e kuqe). Pike e madhe (e vogël). Pika dhe vija. Bëri një pike. E mbushi me pika.*
6. Shenjë e vogël, zakonisht e rrumbullakët e me ngjyrë të ndryshme nga ajo e sipërfaqes, njollë e vogël dhe e rrumbullakët. *Me pika të kuqe (të zeza). Pika lie. Fytyrë me pika. Shall (basmë, fustan) me pika. Shami e kuqe me pika të bardha. Pule (yezë) me pika. I kanë dalë pika në kurriz (nga dielli).*
7. *gjuh.* Shenjë pikësimi (.) sa maja e lapsit, e sti-lografit etj., që vihet në fund të një fjalie për të shë-nuar një pushim të gjatë, në fund të një fjale të shkur-tikar, mbi disa shkronja etj. *Pika dhe presja. Dy pika* dy shenja të tilla të vendosura njëra mbi tjetrën, në një fare largësie (:), që përdoren në ligjëratën e drejtë pas një fjalie lajmuese, përpara fjalive kur numë-rojmë, kur sqarojmë një mendim etj. *Pikat e hesh-tjes (pika pezullimi)* shumëpikëshi. *vuri pikën.*
8. Tingull i shkurtër në kodin telegrafik; shenja (.) që përdoret për të shënuar këtë tingull. *Sinjali tri pika, tri vija.*
*9. muz.* Shenjë e vogël e rrumbullakët, që vihet pas një note për t'i shtuar gjysmën e vlerës; shenjë që vihet sipër një note për të treguar se tingulli duhet të luhet i shkëputur e i dalluar nga tingujt e tjerë.
10. *mat.* Shenja (•) që përdoret për të treguar se një madhësi shumëzohet me një tjetër (p.sh. 4-6 d.m.th. 4 here 6); shenja (.) për të ndarë numrat ei plotë nga të dhjetat, të qindtat etj. (p.sh. 5.25 d.m.th. ppsë e njëzet e pesë të qindtat).
11. *gjeom.* Vend i përfytyruar në hapësirë, pa ndo-një shtrirje të çaktuar, ku takohen a priten dy vija. *Pika ku priten dy drejtëza.*
12. Vend i caktuar diku, me ndërtimet e pajisjet e nevojshme për të zhvilluar një punë a një veprimtari të organizuar. *Pika zjarri. Pike vrojtimi. Pika turistike. Pika shëndetësore. Pika ngarkim-shkarkimi (grumbu-llimi, shitjeje). Pike furnizimi me lëndë djegëse.*
13. Vend i vogël në sipërfaqen e diçka je, që merret si qendër a si shenjë; skaj; vend. *Në çdo pike të trupit. Në çdo pike të Shqipërisë. Në çdo pike të botës (të rruzullit).*

*E përqendroi vështrimin në një pike. U grumbulluan në një pike.*
14. *gjeogr.* Drejtim, anë. *Pikat e horizontit. Katër pikat kryesore të drejtimit.*
15. *fiz.* Kufiri i temperatures, ku.fillon ndryshimi i gjendjes së një trupi. *Pika e ngrirjes (e shkrirjes). Pika e valimit.*
16. *sh.* ~-Ë, ~ËT. Njësi për të vlerësuar fitoret a humbjet në një garë sportive të një skuadre ose të secilit prej lojtarëve a pjesëmarrësve tësaj. *Me pike të barabarta. Morën shumë pike në qitje. Tabela e pikëve.*
17. *sh.* ~Ë, ~ËT *fig. bised.* Vlerësimi miratues
që i bëhet një veprimi a një qëndrimi të caktuar; men" dim i mirë që kanë të tjerët për dike; lëvdatë. *E bënte për të fituar pike. Donte të fitonte pike. I humbi të gjitha pikët.*
18. Çështje e veçantë për t'u trajtuar, për t'u zgji-dhur, për t'u zbatuar etj.; nënndarje e diçka je më të gjerë; drejtim, anë. *Pika e parë (e dyti, e tretë.., ). Pike e vështirë. Pikat e rendit të ditës. Pikat e planit. Foli për të gjitha pikat. S'ishin të një mendjeje në disa pika. Mos e prek atë pike. U ndal në një pike.*
19. *vet. nj. fig.* Gjendje (zakonisht e keqe a e vështirë). *Vetë e çoi në atë pike. S'ka vajtur deri në atë pike. Ka ardhur puna në atë pike që s'mund të ndërpritet me. Deri tie një fare pike ka të drejtë. E çoi deri në një fare pike dhe e la (punën),*
20. *vet. nj. fig.* Shkalla e zhvillimit, niveli i arrit jes; caku. *Pika kulmore e veprimit (e zhvillimit të ngjarjeve). Pika më e lartë e mundësive.*
21. *vet. nj. fig.* Shkalla më e lartë e një d,ukurie; kulmi a mesi i diçka je. *Në pike të vapës. Në pike të verës (të dimrit). Në pike të ditës (të nates). Që në pike të mëngjesit* shumë herët, që pa dale mirë drita. *Në pike të gjumit. Në pike të punëve. Në pike të hallit. Në pike të vrapit* me vrap të madh. *Në pike të moshës së vet* në moshën më të mirë, në lulen e rinisë.
22. *vet. nj. fig. bised.* Pjesa më e mirë a më e zgje-dhur e diçka je; me i miri i të gjithëve; lulja, balli. *Pika e djalit (e vajzës). Pika e trimit.*
23. *vet. nj. mjek.* Sëmundje e rëndë që shkaktohet nga gjakrrjedhja në tru dhe që sjell vdekjen e me-njëhershme ose paralizën e ndonjë pjese të trupit, damlla, apopleksi; vdekje e menjëhershme nga nda-limi i zemrës. *ra pika. I rente pika (një pike) I mallk. E pikoftë pika! mallk. Pika,që s'i bie! mallk. Pika, që s'e pikon! mallk.*
24. *krahin.* Rrufe. *E vrau pika. I kishte rënë pika një pishe (një lisi).*
25. *shtypshkr.* Njësi matjeje e barabartë[N] me 0,376 mm, e cila përdoret në shtypshkronjë.
26. *përd. ndajf. bised.* Shumë mirë, për bukuri; tamam pas trupit (për rrobat) ose pas këmbës (për këpucët). *Ishte veshur pike. Jemi pike. la çojmë pike. E ka punën (i ka punët) pike. I rrinë rrobat (këpucët) pike.*
27. *përd. ndajf. bised.* Përdoret kur flasim për të shprehur një mendim a vendim të prerë, që nuk duam ta diskutojmë me. *Nuk vij dhe pike. Nuk dua dhe pike.*
*k* Pike për pike në përputhje të plotë me diçka, ashtu siç është, pa hequr e pa shtuar gjë, një për një; fjalë për fjalë; hollësisht. Pike së par.., në radhë të parë..., së pari... Pike së dyti... në radhë të dytë, së dyti... Pika e parë raki shumë e forte dhe e mirë që del. e para nga kazani, ballë kazani. Pike e dobët *e dikujt shih te* DOBËT (i, e). Është pike e dobët *shih te* DOBËT (i,e). Pike e gjak shumë shtrenj-të, me çmim shumë të lartë. Pike llaf! mos folë me!, mjaft fole!, lëri llafet! Pike e vale shumë i dësh-përuar, pike e vrer. Pike e vdekur gjendje amullie, pa rrugëdalje e pa zhvillim të mëtejshëm. Pike e vrer (belm e pike) shumë i dëshpëruar. Pike e zezë! *shih te* ZI (i), ZEZË (e). Ho pikea e zezë *shih te* ZI (i), ZEZË (e). NiMH pikët në një gjendje jashtëza-konisht të vështirë, në pike të hallit, në ditë shumë të keqe. Npike të fudit *shih te* FUNDIT (i,e). Me ra pika u preka a u pikëlloVa shumë (kur pashë a dëgjova diçka të papritur). I ra pikes tha a bëri pike-risht atë që duhej, qëlloi në shenjë, i ra në të. I humbi pikët *para dikujt shih te* HUMB. I vë pike diçkaje *libr.* i jap fund diçkaje një here e mirë, e mbyll përfundimisht. U bënë pike e pesë *shih te* PESË. Ishte në pike (në ditë) të hallit *shih te* HALL,~I. Është njeri me pike e ka një njollë, është njeri me damkë, nuk e ka biografinë të paster. Është pike në vetull është shumë i mirë a shumë e mirë, është me i miri a më e mira ndër të gjithë. Jane në thikë e në pike *shih te* THIKE,~A. E kam pike (peng, plage) në zemër *dick a shih te* ZEMËR,~RA. E la (e lëshoi) pike gjallë *shih te* GJALLË. Ra pike gjallë *shih te* GJALLË. Mbeti si pika në lis (Us pa degë) *shih te* LIS,~I. Erdhi pike me pike erdhi me vrap të madh, erdhi në pike të vrapit. S'i mbeti pike gjaku (gjak) në fytyrë *shih te* GJAK,~U i. Mbytet në një pike (luge, gotë, filxhan, gisht) ujë *mospërf. shih tek* UJË,~I. Një pike ujë në det (në oqean) *shih tek* UJË,~I. Vë pikat mbi i e sqaroj deri në fund një çështje, përcaktoj mirë e me hollësi çdo gjë; zgjidh përfundimisht diçka të mbetur pezull a që nuk ishte e qartë sa duhej. Deri në pikën e fundit të gjakut *shih te* FUNDIT (i,e). Ngjaj-në (janë) si dy pika uji *shih tek* UJË,~I. Pika (drka) shpon gurin *fj. u.* duke punuar e duke u përpjekur pandërprerë mund të kapërcehen vështirësi të mëdha e të bëhen punë të rëndësishme. Okën pije, pikën mos e derdh *fj. u. shih tek* OKË,~A. Pika ( s ë -mundja) e diellit *mjek.* sëmundje e shkak-tuar nga goditja prej rrezeve të diellit, e cila shfaqet me dhembje koke, marrje mendsh, të vjella, frymëmarrje të vështirë etj. Pika e hapjes *usht.* qendër ku mbahen armët e pajisjet e tjera të një re-parti ushtarak. Pika (gjendja) kritike e lëndës *fiz. shih te* KRITIK,~E $_3$. Pike lën-dore (materiale) *mek. shih te* LËNDOR,~E. Pike parapritëse *usht. shih te* PARAPRITËS, ~E. Pike e v d e k u r *fiz.* a) pika ku një trup është në qetësi, nuk lëviz pa një shtytje të re; b) pike ku zëri dëgjohet shumë pak ose nuk dëgjohet fare.
PIKËBASHKIM,~I *m. sh.* ~E, ~>ET. Vendi ku
bashkohen dy lumenj, përrenj etj.
PIKËÇUDlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Shenjë pikësimi në trajtën e një vize pingule me një pike përposh (!), që vihet në fund të një fjalie ose të një fja-le, kur shprehet një urdhër ose një gjendje emocionale e folësit (habi, frikë, dëshirë, urdhër etj.). *Në fund të fjalisë urdhërore vihet pikëçuditje.*
PIKËDERDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Vendi ku derdhet diçka. *Shpie vagonin me qymyr në pikë-derdhje.*
PIKËGRUMBULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vendi ku mblidhen së bashku njerëzit që vijnë nga drejtime të ndryshme. *Pikëgrumbullim ipërkohshëm. Pikëgrum-ballimi i brigades.*
PIKËGJALLË *ndajf.* Pa ndjenja, pa frymë, i vde-kur në vend. *Ra pikëgjallë.*

PIKËL,~LA . *sh..* ~LA, ~LAT. 1. Pike e vogël uji, shiu ose e një lëngu tjetër. *Pikla uji (shiu, vese). Pikla të imëta e të rralla.*
2. Secila nga shenjat e vogla si pika në sipërfaqen e trupit a në një pjesë të tij; shenjë a njollë si pike në sipërfaqen e një sendi. *Troftë me pikla të kuqe. Fusion me pikla. E ka fytyrën me pikla.*
3. Kokërr e papjekur, që bie nga një pemë pasi
është tharë ose e ka ngrënë krimbi. *Pikla ulliri. Pikla dardhe (gorrice).*
4. *krahin.* Cingël. *Luajnë me pikla.*
• Çikël e pikël *shih te* ÇKËL,~LA. Gorrica pikla fjalë të kota, gjepura, pallavra, dokrra.
PKËLOHEM *vetv.* 1. Spërkatem me diçka. *U pikëlua me gëlqere.*
2. Bëhem pikalosh, pikalosem.
3. *Pës. e* PIKËLOJ 1.
PIKËLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I hedh pika uji, lyre etj.; spërkat me diçka. *pikëlojnë petët me gjalpë. E pikëloi me bojë.*
2. *vet. veta III jokal.* Bie diçka pika-pika, pikërron, rigon; rrjedh. *Po pikëlon shi. Po pikëlojnë strehët.*
3. *jokal.* Bie vetë nga pema, pikon (për kokrrat e pemëve). *Pikëloi një mollë. Pikëlojnë gështenjat.*
PIKËLOR,~E *mb.* Që ka njolla si pika të vogla në fytyrë a në gjithë sipërfaqen e trupit, pikalosh. *Troftë pikëlore. Nepërkë pikëlore. Dele pikëlore* dele me njolla në tuxi.
PIKËLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET 200. Picërrak, salamander.
PKËLLlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PIKËLLOJ, PEKËLLOHEM.
2. Dhembje e thellë që ndiejmë në zemër për hum-bjen e papritur të ndonjë njeriu shumë të dashur etj., hidhërim i madh. *Pikëllim i thellë (i madh). Pikëllimi i nënës (i motrës). I la në pikëllim.*
PKËLLOHEM *vetv.* 1. Hidhërohem shumë, ndiej menjëherë një dhembje të madhe shpirtërore për shkak të vdekjes së një njeriu shumë të dashur etj., helmohem. *U pikëllua nga vdekja e vëllait.*
2. *Pës. e* PIKËLLOJ.
PIKËLLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E hidhëroj shumë dike, e bëj që të ndiejë menjëherë një dhembje të madhe shpirtërore, i shkaktoj pikëllim, e helmoj. *E pikëlloi vdekja e shokut.*
PIKËLLUAR (i,e) *mb.* 1. Shumë i hidhëruar, i helmuar. Nënë e pikëlluar. *Ishte shumë i pikëlluar (nga vdekja e vajzës). Qante e pikëlluar.*
*2. përd. em.* në kuptimin e mbiemrit (vihet edhe në fund të lajmërimeve për vdekjen e dikujt për të shënuar të afërmit e tij. *Të pikëlluar it:...).*
PIKËMADH,~E 1 *mb.* Që bie me pika të mëdha. *Shi pikëmadh.*
PIKËMADH,~E 11 *mb.* 1. Që i ka rënë pika a damllaja; si *mallk.* që i rente pika, që i rente damllaja.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Prapë qenke zënë, more pikëmadh?*
PIKËMBËRRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Pik-arritje.
PIKËMBËSHTETJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vendi ku mbështetet dikush ose një pjesë e peshës së trupit të tij; pika e mbështetjes së diçkaje. *Pikë-mbështetja e levës.*
*2. usht.* Vend i fortinkuar dhe i përforcuar, që shër-ben për të mbështetur veprimet luftarake në një zone të calctuar. *Asgjësuan pikëmbështetjet e armikut.*
*3. fig.* Të dhëna e materiale që përdoren si mbështetjepër të nxjerrë një përfundim, për të gjykuar për dike a për diçka ose për të mbrojtur një mendim.
jf. *fig.* Vendi që ndihmon e përkrah luftën e popujve për çlirimin kombëtar ose një luftë tjetër të drejtë. *Shqipëria është pikëmbështetje e luftërave çlirimtare të popujve.*
PIKËNISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vendi nga i cili nisemi për diku, pika e nisjes; *kund.* pikarritje. *U kthyen tie pikënisje.*
*2. fig.* Fillimi i një pune; hapi i parë që duhet bërë a që bëhet për t'ia arritur një synimi a qëllimi; e para e punës. *Pikënisje e mirë. E ka si pikënisje.*
PIKËPAMJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Mendimi që ka dikush për diçka dhe mënyra se si e vlerëson atë. *Pikëpamje të drejta (të shtrembra). Pikëpamje shkencore (antishkencore). Pikëpamje teorike (filo-zofike, politike). Pikëpamje marksiste. Pikëpamje anti-marksiste (revizioniste). Sipas pikëpamjes sonë.*
2. Këndi i vështrimit të diçkaje, syri më të cilin shihet diçka, ana. *Nga pikëpamja e moshës. Nga pike-pamja e madhësisë (e rëndësisë). Nga pikëpamja ko-hore (gjeografike, historike). E shikojmë (e vlerësojmë) nga pikëpamja ideologjike (politike, e përmbajtjes, e for,mës).*
PIKË-PIKË *ndajf.* Pike pas pike, vazhdimisht nga një pike; pika-pika. *shkonin lotët pikë-pikë. I rridhte gjaku pikë-pikë. I rridhnin djersët pikë-pikë.*
• Pikë,pikë (pika-pika) bëhet lumi (zgavrohet guri) . *u. shih te* PIKA-PIKA.
PIKËPJEKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Takim në mes dy a me shumë vetave në një vend të caktuar sipas një marrëveshjeje që kanë bërë që me përpara; vendi a pika që caktohet për këtë takim. *Lane një pikëpjekje. U vonua (nuk shkoi) në pikëpjekje.*
PIKËPRESJE,~A. *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Shenjë pikësimi, që përbëhet nga një pike me një presje për-posh (;), që tregon një pushim më të gjatë se presja dhe përdoret kryesisht në një periudhë për të veçuar ato pjesë të saj të cilat qëndrojnë deri diku të pa-varura.
PnÇËPYETJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *gjuh.* Shenjë pikësimi, që përbëhet nga një vijë e përdredhur si grep me një pike përposh (?) dhe që vihet në fund të një fjalie pyetëse ose të një ndajfoljeje përemërore pyetëse,
2. *fig.* Punë a çështje ende e paqartë ose e dyshimtë, që kërkon përgjigje; diçka që nuk dihet si do të për-fundojë. *Pikëpyetje shqetësuese. Ka shumë pikëpyetje. E mundonte një pikëpyetje.*
• E vë në pikëpyetje *die ka* (i vë një pikëpyetje *diçkaje a dikujt) e* bëj të pasigurt zgjidhjen e diçkaje, e vë në dyshim; e quaj të dyshimtë dike a diçka.
PIKËRËNË *mb.* 1. Shumë i dëshpëruar, i pikëlluar, i mjere; i humbur, i shastisur. *Ngelën të ngrirë e pikë-rënë.*
2. *si mallk.* Që i rente pika (nganjëherë edhe si shprehje përkëdhelie ose keqardhjeje).
3- *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Sa e bukur ae eshtë pikërëna! S'kishte njeri, pikërëna. S'e paska thyer qafën, pikërëni?*
PIKËRlSHT *pj.* Përdoret pranë një fjale, një tog-
fjalëshi a një fjalie për të përcaktuar me mirë një rre-thanë, vend, kohë, mënyrë etj., për të saktësuar pra-ninë e një njeriu a të një sendi etj.; bash, mu, tamam. *Pikërisht në atë fend (në atë kohëj. Pikërisht kur erdhët ju (kur u nisën ata). Pikërisht në orën gjashtë. Ishte pikërisht ai.*

*Cili pikërisht? Çfarë gjëje pikërisht? Ngjar-jet u zhvilluan pikërisht siç ishin parashikuar.*
PIKËRRIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes PIKËRRON. *Pikërrimi i shiut.*
2. Shi me pika të mëdha e të rralla.
PIKËRRON *pavet.,* ~OI, ~UAR. 1. Bie shi me
pika të mëdha e të rralla. *Po pikërronte (shi).*
2. edhe *kal.* E hidhëroj shumë dike, e pikëlloj, e helmoj. *E pikërruan me atë lajm.*
PlKËS,~E *mb.* Që shërben për të ngjitur një enë prej metali. *Lëndë pikëse. Çekiç pikes* havi.
PIKËSËPARI *ndajf.* Në radhë të pare, para së gjithash, më parë nga çdo gjë; para se të bëjmë diçka tjetër, së pari. *Pikësëpari duhet organizuar mirë puna. Pikësëpari ndanë detyrat.*
PIKËSlM,~I *m. gjuh.* Tërësia e rregullave të për-dorimit të disa shenjave të posaçme që shërbejnë për të ndarë pjesët përbërëse të një shkrimi sipas kuptimit dhe intonacionit; tërësia e shenjave që për-doren për këtë qëllim (presja, pikëpresja, pika, pikë-pyetja, pikëçuditja, dy pikat etj.). *Rregullat e pikë-simit. Shenjat e pikësimit.*
PIKËSYNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Qëllimi i fun-dit që duam të arrijmë, pika ku synojmë të arrijmë në nje punë a në një veprimtari. *Pikësynimi kryesor. Pikësynime të drejta (të arritshme). Kemi një pikë-synim të caktuar. Pa pikësynime të qarta (të prera).*
PIKËSYNOJ *kal.,* ~-OVA, ~CAR *libr.* I vë vetes një pikësynim, synoj të arrij një qëllim të caktuar. *Pikësynojnë të dalin të parët në garat socialiste. Pikë-synojnë të tejkalojnë planin.*
PIKËSHKRlRJE,~A . *spec.* Temperatura në të cilën një lëndë e ngurtë shndërrohet në gjendje të lëngët, pika e shkrirjes së një lënde. *Metal me pike-shkrirje të lartë (të ulët),*
PlKËT (i,e) *mb.* 1. Që ka marrë një shije të hidhur a të athët. *Djathë i pikët.*
*2. fig.* Shumë i hidhëruar, i helmuar; që të shkak-ton hidhërim të thellë, që të pikëton në zemër. *Dhembje e pikët.*
PIKËTAKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vendi ku takohen dy lumenj ose dy a me shumë gjëra të tjera. *Pikëtakimi i dy lumenjve (i dy rrugëve).*
*2.* Vendi që caktojnë dy vetë ose dy pale pëf t'u takuar në një kohë të përshtatshme, pikëpjekje. *Cak-tuan pikëtakimin. Shkoi në pikëtakimin e caktuar.*
PIKËTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ha shpesh e nga pak; ha pak e duke zgjedhur.
2. Kërcej, lodroj. *Pikëlon keci.*
3. *Vet. veta ill (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dkanore).* Me shkakton një hidhërim të thellë a nje dhembje të madhe, me pikëllon pa masë, me helmon. *pikëtoi në zemër.*
PIKËVROJTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *ushl.* Vend i ngritur, i mbrojtur e zakonisht i fshehur prej nga vëzhgohen dhe ndiqen lëvizjet e veprimet e armikut;pike për vrojtimin e dikujt a të diçkaje. *Kodir e per-shtatshme për pikëirojtim. Ngritën një pikëvrojtim.*
PlKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pike c vogël uji, shiu etj. *Pikëza uji (shiu, vese).* 2. Cirkë.
PIKËZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PIKËZOJ, PIKËZOHET. *Pi-këzimi i karakтereve (i figuraVe). Pikëzim besnik i rea-titetit.*
*2.* Vizë e bërë me pika të njëpasnjëshme; vizatim me pika e me vija. *Pikëzime në enë balte.*
3. *min., gjeol.* Secila nga njollat me ngjyrë të ndrysh-me ne një shkëmb, në një mineral etj. *Pikëzime kok-rrizore.*
4. *sport.* Mënyra se si bëhet vlerësimi me pike; shënimi i pikëve të fituara në një garë. *Sistemi i pikë-zimit. Tabela e pikëzimit.*
PIKËZOHET. *Pës. e* PIKËZOJ.
PIKËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I. Vë disa pika mbi diçka, e shënoj me disa pika të njëpasnjëshme. *Pikëzoi llamarinën.*
2. Vizatoj.
3. *fig.* Përshkruaj diçka me imtësi e shumë qartë. *Pikëzon një mjedis (një tip). Pikëzon disa tipare da-lluese të personazhit.*
PIKIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PIKOJ, PIKOHEM.
PIKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PIK, PIKEM. *Pikja e fundeve të telave. Vendi i pikjes.*
2. Mënyra se si është ngjitur një send prej metali.
PIKNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shëtitje e organi-zuar në grup jashtë qytetit për të pushuar e për të dëf-ryer në natyrë, zakonisht gjatë gjithë ditës, duke marrë edhe ushqime me vete. *Sënë (organizuan) një piknik. Dolën (shkuan) në piknik.*
PIKOHEM *vetv.* 1. Bëhem me pika; spërkatem me pika lyre, boje etj., ndyhem me pika të një lëngu; pikalosem. *U pikua duke ngrënë. M'u pikuan rrobat. Mosupiko!*
2. *vet. veta III.* I bie pika a damllaja.
3. *Pës. e* PIKOJ 1,5.
PIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj me pika; spërkat një rrobë a diçka tjetër me pika lyre, boje etj., ndyj me pika të një lëngu; pikalos. *Pikoi rrobat me lyre. E pikoi me ujë.*
2. *jokal. vet. veta III.* Rrjedh pika-pika, bie me pika. *pikojnë lotët. Pikojnë strehët. Pikon dylli nga qiriu. Po pikon shi.*
3. *jokal. vet. veta III.* Lë të kalojnë a të rrjedhin pikat e ujit, të shiut ose të një lëngu tjetër. *Pikon çatia. Pikon kazani (voza).*
4. *jokal.* Bie vetë nga dega e një peme kur piqet, kur krimbet etj., pik (për kokrrat e pemëve). *Pikonin mollët e krimbura.*
5. *shih* PIK i.
• I pikon zemra vrer ka një vuajtje të madhe; brehet nga dëshpërimi, nga zemërimi etj. I pikoi (i piku) në zemër për *dike a për diçka shih te* ZEMËR,~RA. I pikon syri gjak *shih te* SY,~RI. I pikon gjak shpata *shih te* SHPATË,~A. Me pikon
(me kullon, me rrjedh) zemra gjak *shih te* ZEMËR, ~RA. Në mos rrjedhtë, pikon sido që të jetë del një përfitim, sado i vogël. Ku ka rrjedhur, do të pikojë *shih te* RRJEDH. I zoti e di ku i pikon çatia (shtëpia) *fj. u. shih te* ZOTI CO-
PIKS *kal.,* ~A, ~UR. Mpiks, ngjiz.
PlKSET *vetv., pës.* Mpikset, ngjizet. *Pikset djathi (kosi).*
PIKSJE,~A . Mpiksje, ngjizje.
PIKTOGRAFl,~A . *gjuh.* Lloji me i vjetër i shkrimit që bëhej me vizatime të ndryshme.
PIKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që njeh dho ushtron artin e pikturës, mjeshtër i pikturës. *Piktor* i *merituar. Piktor* i *Popullit* titulli me i lartë i nderit, që u jepet piktorëve në RPS të Shqipërisë për merita të shqaura në pikturë.

PIKTORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PIKTOR, ~I. *Piktore e njohur.*
PIKTURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Arti i para-qitjes së sendeve, të natyrës, të njerëzve dhe të ve-prave të tyre etj., me anë të vijave e të ngjyrave mbi sipërfaqe zakonisht të sheshta. *Piktura shqiptare. Piktura antike (e shekullit XIX). Pikturë nëmur. Pikturë monumentale* paraqitje njerëzish e sendesh me përmasa të mëdha në murin kryesor të ndërtesave etj. *Ekspozitë pikturë. Dega e pikturës. Studion (ka prirje) për pikturë. Merret me pikturë.*
*2.* Vepër e këtij arti; vepra e piktorit. *Pikturë e bukur. Pikturë me bojëra vaji. Pikturë në mur (në beze). Pikturat e ekspozitës (e galerisë së arteve).*
3t *fig.* Përshkrim i gjallë dhe i fuqishëm me mjetet e gjuhës, që na e jep të plotë e me ngjyra të qarta një mjedis, një ngjarje etj. *Ky roman është një pikturë e vërtetë e shoqërisë feudale (borgjeze).*
PIKTURIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PIKT(JROJ, PIKTUROHEM. *Pikturimi i natyrës.*
PKTUROHET. *Pës. e* PIKTUROJ.
PKTUROJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. edhe *jokal.* Paraqit natyrën, njerëzit dhe veprat e tyre etj. me anë të vijave e të ngjyrave mbi një sipërfaqe zakonisht të sheshtë; bëj një pikturë; merrem me pikturë. *Pik-turoj një portret (një peizazh, një visore). Pikturoj një vepër (një ndërtesë). Di të pikturojë bukur. Pikturon çdo ditë nga tri ore.*
*2. fig.* Përshkruaj diçka në mënyrë të gjallë e të qartë. *Ka pikturuar në roman shoqërinë e kohës.*
PIKTH,~I *m. sh.* ~'A, ~AT *zool.* Qukapik.
PIKUAR (i,e) *mb.* Që i ka rënë pika ose damllaja; i paralizuar.• I pikuar (i pikur) nga qielli *shih te* QIELL,~I.
PIKCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Shufër hekuri me majë, që përdoret për të hapur vrima të vogla në një send të metaltë duke e goditur nga sipër me çekiç. *E shpojnë me pikues.*
PIKULESHË,~A. *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Vajtore. PlKUR (i,e) *mb.,I.* Që i ka rënë pika, i pikuar. 2. *fig.* I humbur; i varfër, i këputur. I pikur (i pikuar) nga qielli *shih te* QIELL,~I.PILAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gjellë e përgatitur vetëm me oriz, i cili zihet në ujë a në lëng mishi, bëhet i thatë e i shkrifët e përvëlohet me gjalpë; sasi nga kjo gjellë sa nxë një pjatë. *Pilaf me kimë (me salcë, me djathë). Pilaf me kos. Porositën nga një pilaf.*
•*k* Pas pilaflt pasi ka marrë fund një punë; me shu-më vonesë, pas së vjelash, kur s'ka me nevojë për të. Pilaf me gozhdë *shih te* GOZHDË,~A. Nuk me ftohet pilafi (byreku) *thjeshtligj.* nuk bëhem merak fare për diçka, nuk me bëhet vonë. E gjeti lugën në pilaf *keq. shih te* LUGË,~A. Nuk mban me ujë pilafi (orizi, kosi, vera) *shih tek* UJË,~I. I mbeti luga në pilaf *iron, shih te* LUGË,~A. Hyn (futet) si luga në pilaf *keq. shih te* LUGË,~A.
PILCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lloz që mbështetet diku për të ngritur një peshë, ngritës, levë.
PILË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. I. Dy arra njëra mbi tjetrën ose tri arra të afruara me një kokërr tjetër përsipër, që i vënë fëmijët në tokë kur luajnë duke i gjiiajtur me një arrë më të madhe. *Një pile arrash. I ra piles.*
2. Gur a dru ku mbështetet pilca.
3. Këmbë ure prej betoni e me përmasa të mëdha.
4. Secili nga trarët e mëdhenj, që vihen në urat e drunjta.
5. Brezi i murit.
6. Breg i vogël, bregore, sop. *E ndoqi pile me pile* e ndoqi këmba-këmbës.
|7. *përd. ndajf.* Njëra mbi tjetrën, në dy shkallë (për arrat kur luajnë fëmijët); njëri mbi tjetrin. *Pile me pile* njëri mbi tjetrin dhe pa rregull. *Vuri arrat pile.*
• I ka punët pile *dikush* nuk ka asgjë të sigurt, e ka gjendjen të paqëndrueshme.
PILË,~A it • *sh.* ~A, ~AT *fiz., elektr.* Aparat që shndërron një reaksion kimik, një reaksion bër-thamor ose nxehtësinë në energji elektrike; mjet që shërben si burim i energjisë elektrike. *Pile elektrike. Pile atomike. Pila e Voltes* pile e përbërë prej disa pllakëzash zinku, të ndara nga disa rrathë cohe të ngopur me acid sulfurik. *Pile e thatë* bateri.
PILIHERDHE *mb. vet. f. bised.* 1. Që dridhet e përdridhet kur flet, kur ecën etj., nazemadhe; e lë-vizur, bishtdredhur. *Vajzë (grua) piliherdhe.*
*2. Përd.* em. sipas kuptimit të mbiemrit.
PILIVESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Kandërr me trup të nolle, me krahë të gjatë, të tejdukshëm e me deje, që i lëshon Iarvat në vende me lagështirë.
*'l. fig.* Vajzë e hajthme e lozonjare. *la mori mendtë ajo pilivesa.*
PILOG,~U *m.* Tog, pirg i vogël dheu, gurësh, bari etj., gamule.
PILOHEM *vetv.* 1. Lëshohem turravrap.
2. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në* r. *dhanore).* E ndjek prapa dike me vrap, e ndjek këmba-këmbës. *lu pilua prapa.*
3. *Pës. e* PILOJ.
PILOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E bëj grumbull diçka; i vë gjërat një mbi një, vë pile me pile. *E piloi plehun.*
PILOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që drejton një aeroplan ose një mjet tjetër fluturues. *Piloti i aeroplanit (i helikopterlt). Aeroplan zbulimi pa pilot. V be pilot.*
2. Ai që drejton një anije gjatë një udhëtimi.
3. Ai që merr në dorëzim një anije për ta drejtuar gjatë hyrjes në port, kur largohet nga porti ose në një ngushticë, në një kanal etj.
PILOTAZH,~I *m.* 1. Mjeshtëria dhe teknika e drejtimit të aeroplanëve, pilotim. *Teknika e pilo-tazhit. Figura pilotazhi me aeroplan.*
2. Puna e pilotit për drejtimin e anijeve që hyjnë në port, që dalin nga porti etj. *Taksa e pilotazhit për anijet e huaja.*
PILOTlM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PILOTOJ, PILOTOHET. *Pilotimi i anijes (i aeroplanit, i helikopterit).*
2. Mjeshtëria dhe teknika e drejtimit të aeroplanëve dhe të anijeve, pilotazh. *Pilotim automatik. Instruktor pilotimi.*
PILOTOHET. *Pës. e* PILOTOJ.
PILOTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Drejtoj një mjet të lundrimit ajror ose detar. *Piloton aeroplanin (helikopterin, anijen kozmike).*
PILULË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *farm.* Bat në trajtën e një kokrre të vogël, që merret nga goja, ha-pe. *Pilula kundër kollës.*
2. *fig. libr.* Diçka e keqe dhe e dëmshme që i vjen dikujt nga jashtë; diçka shumë e papëlqyer. *Pilule e hidhur. Pilule e sheqerosur nga jashtë. Pilulat e hel-muara të ideologjisë fetare.*

PILLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë e madhe dhe e thellë prej guri, në trajtë katërkëndëshe si një ko-ritë, që shërben zakonisht për të mbajtur vaj; qyp balte shumë i madh për vaj, për djathë, për turshi etj.
PILLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël dore për të krehur lirin, gërhanë liri.
PILLOHEM *vetv.* Ndreqem e stolisem, pispillosem. *Krihej e pillohej.*
PILLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Kreh lirin me pillë. 2. Ndreq e stolis, pispillos; zbukuroj.
PBSAKOTEKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndërtesë e posaçme ku ruhen dhe ekspozohen piktura me vlerë artistike.
PINAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rrjetë peshkimi në trajtën e një koshi të thellë e me pesë rrathë prej dru-ri, vallkua, rrahçë. *Pinar për ngjala.*
PINCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dare e vogël me buzë të zgjatura, të shtrira e zakonisht me majë, që përdoret për të kapur a për të shtrënguar diçka, për të shkulur gozhdë të vogla a diçka të nolle etj. *Pincë prerëse. Pincë elektricisti. Nofullat e pincës. Përkul telin me pincë.*
2. *mjek.* Vegël e posaçme si mashë e hollë, që përdor zakonisht kirurgu gjatë një operacioni.
PlNË,~A . *zakon. sh.* ~A, ~AT. Flluska ajri që dalin mbi sipërfaqen e ujit kur aty lëvizin peshqit.
PlNGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *krahin.* Cingël. *Lozin me pingla.*• I ?eshur plagël i veshur me rroba të reja.
PINGËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljes PESGËRON. 2. Cicërimë. *Dëgjoheshin pingërime zogjsh (në pyll)*,
PINGËRON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. Cicërin zogu. *Pingërojnë zogjtë e pyllit.*
*2.* Nxjerr një zhurmë fërshëllyese si cicërimë. *Me pingëron Veshi.*
3. *tnit.* Lëshon zana një zë karakteristik si cicërima e zogjve, sokëllin zana, sidomos në pragun e një ngjarjeje me rëndësi (sipas besëtytnive). *Po pingëronte zana në mat.*
PINGPONG,~U *m.* Lojë që luhet me një top të vogël e me pallaska mbi një tryezë të madhe katër-këndëshe, e cila është ndarë në mes me një rrjetë të ulët si ajo e tenisit; tenis tryeze. *Top (pallaskë, raketë, tryezë, rrjetë) pingpongu. Ndeshje pingpongu. Kampionati i pingpongut. Luajnë pingpong,*
PINGPONGIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që juan mirë pingpong; sportist që luan pingpong. *Ekipi i pingpongistëve.*
PINGUIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Shpend uji kryesisht i viseve të Antarktikut, me trup të madh e me bisht të shkurtër, me këmbë si pëllëmbë e me krahë të pazhvilluar, që nuk fluturon, por zhytet në ujë e noton mirë. *Ecën si pinguin* ecën duke i hedhur këmbët anash e duke u tundur.
PINGUL,~E *mb.* Që zbret nga lart poshtë ose që ngjitet nga poshtë lart në vijë të drejtë; që zbret drejt mbi tokë, mbi një rrafsh ose mbi një vijë horizontale dhe formon më të një kënd prej nëntëdhjetë gradësh; që ka ose ndjek këtë drejtim. *Vijë pingule. Qëndrim pingul.*
PINGUL *ndajf.* Nga lart poshtë ose nga poshtë lart në vijë të drejtë; duke zbritur drejt mbi tokë, mbi një rrafsh ose mbi një vijë horizontale, në drej-timin e një vije pingule; kryengulthi. *Ra (zbriti) pingul. Aeroplani u ngrit pingul. Oxhaku i uzinës ngri-het pingul përpjetë. Rri pingul.*
PINGULE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjeom.* Drejtëza që formon një kënd të drejtë me një rrafsb ose me një drejtëz të dhënë. *Heq një pingule.*
PINGULTË (i,e) *mb.* Që zbret pingul mbi tokë ose mbi një rrafsh. *Mur i pingultë. Shkëmb i pingultë. Nën rrezet e pingulta të diellit.*
PINGULTHI *ndajf.* Pingul nga lart poshtë ose nga poshtë lart; me kokën poshtë dhe këmbët lart, kryengulthi, picingul. *Aeroplani ra pingulthi në det. Ai ra pingulthi në greminë. U përplas pingulthi në tokë.*
PINOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pip i vogël që sapo ka dale nga një trung druri. *Ka nxjerrë pinokë.*
PINJALL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË *hist.* Armë e ftohtë si thikë e nolle, e mprehtë e me dy teha, shish. 7 *nguli pinjallin. E therën me pinjall.*
PINJOLL,~LLI m. *sh.* ~IXË, ~LLËT dhe ~J, ~JTË. 1. Lastar i njomë që del në trung ose në rrëzë të një druri; filiz, njomëz, mitë, pip. *Ka lëshuar pinjollë.*
*2. fig.* Pasardhës i drejtpërdrejtë i një familjeje ose i një fisi. *Pinjoll i një familjeje të vjetër. Pinjolli i fundit i Kastriptëve. Pinjoj të një fisi.*
PIONIER,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që hedh hapat e para ose can i pan një rrugë të re në një fushë të pa-njohur a të pazhvilluar të veprimtarisë; ai që i pari ose ndër të parët vë themelet e diçkaje në një fushë të shkencës, të kulturës etj. *Pionierët e arsimit kombë-tar. Pionier i lëvizjes punëiore në Shqipëri.*
2. Anëtar i organizatës që përfshin fëmijët nga mosha dhjetë deri në pesëmbëdhjetë vjeç dhe që drej-tohet nga Bashkimi i Rinisë së Punës të Shqipërisë. *Pionier i dalluar. Organizata e pionier it (e pionierëve). Çeta e pionierëve. Pallati i pionierit. Shtëpia e pionier it. Shamia e kuqe e pionierit. Udhëheqës (udhëheqëse) pionier ësh.*
PIONIERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PIO-NIER,~I.
PIP,~I m. *sh.* ~A, ~AT. 1. Bisk i ri që del nga trungu i një peme a nga një degë e saj; filiz, pinjoll, njomëz, mitë. *preu (i hoqi) pipat e tepërt hardhisë. Ka lëshuar pipa.*
2. Degëz me syth që përdoret si kalem për shartesë. *Shartesë me pipa.*
3. Cigarishte.
4. *muz.* Pjesë e ngushtë ku mbështeten buzët në disa vegla frymore. *Pipi i baritonit (i basit).*
• Me veshët pip që dëgjon mirë; që dëgjon me vëmendje të madhe, që të mos i shpëtojë asgjë. I kanë pipat bashkë janë të lidhur ngushtë njëri me tjetrin, kanë plane të përbashkëta (zakonisht jo me ngjyrim miratues). Mbeti pip (teneqe, dërrasë, kripë) *shih te* $MBES_4$. I përpjekin pipat bashkë merren vesh mirë njëri me tjetrin, i rregullojnë punët së bashku (zakonisht jo me ngjyrim miratues).
PIPAPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën pipa e çibukë.
PIPER,~I *m.* 1. *bot.* Bimë kacavarëse, që rritet në vende tropikale dhe bën kokrra të zeza, djegëse e me erë të mirë; kokrrat e kësaj bime ose pluhuri djegës që bëhet duke bluar këto kokrra; pipër i zi. *Bima e piperit. Bluaj piper. I hedh pipër pilafit.*
*2.* Pluhur që bëhet duke bluar piperka të kuqe, pipër i kuq, spec. *Pipër djegës. I hedh gjellës piper. E dogji piperi. S'e përdor piperin.*
3. *fig.* Njeri me huqe, Uafazan e idhnak, që zemë-rohet vetë shpejt ose inatos të tjerët e i fut në grindje. *Ishte një pipër ai që...*

• U be pipër (spec) *shih te* SPEC,~I. PIPERE,~-JA . *sh.* ~E, <^ET *bot.* Piperkë.

PIPERKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bima dhe fryti i speck, spec. *Piperka të kuqe. Piperka të mbushura.*

*2. fig.* Grua a vajzë gjuhustër e idhnake, që ze-mërohet vetë shpejt ose inatos të tjerët e i fut në grindje. *Është piperkë (nga goja). Ç'e gjeti me atë piperkë!*

PIPERORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë e vogël që mbushet me pipër dhe vihet në tryezë kur hamë; mbajtëse piperi. *Mbushi piperoren. Vuri piperoren në tryezë.*

PIPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Çibuk për të pirë duhan, llullë. *Pipat shqiptare. Me pipe në gojë.* 2. Cigarishte, pip.

PlPËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Gjevrefc.PIPËTlJ *jokal,* ~VA, ~RË *(me pjesëzat mohuese* nuk, s', mosj. Nuk Iëshoj asnjS zë; nuk bëj asnjë zhurmë; rri urtë e nuk ndihem fare kur flet dikush; *vet. veta III* nuk ndihet as edhe një zhurmë sado e vpgël; nuk lëviz as nuk vihet re asgjë. *Nuk pipëtinte njeri. Asgjë s'pipëtinte përreth.*

PIPËTIMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Zë i ulët a zhurmë shumë e lehtë, që mezi ta kap veshi. *Fëshfëritjet dhe pipëtimat e nates. Nuk dëgjohej asnjë pipëtimë. Nuk nxorën asnjë pipëtimë. Veshit të tij s'i shpëtonte asnjë pipëtimë.*

jPfPËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj fyelli, i hollë e i shkurtër, me tytën prej kallami ose prej kashte gruri a tërshëre. *Pipëz dyshe* pipëz me dy tyta. *Melodi me pipëz. I bie pipëzës.*

2. *kim.* Gyp i vogël prej qelqi, që përdoret për të marrë pak lëng nga një enë, zakonisht duke e thithur. *Pipëz e shkallëzuar.*

3. Pipi i një vegle muzikore fry more.

j I çartën (i prishën) pipëzat i prishën lidhjet e rrtarrëdhëniet e mira që kishin njëri me tjetrin, nuk i kanë me punët mirë ndërmjet tyre, u zunë. I bëri veshët pipëz (bigë, curr, çift, gërshërë, katër) dëgjoi me vëmendje të madhe, u përpoq të mos i shpëtonte asgjë pa dëgjuar. I kanë pipëzat bashkë *shift* I kanë pipat bashkë *te* PIP,~I. I ka veshët pipëz dëgjon shumë mirë. I itgre (i mban) veshët pipëz përgjon me vëmendje të madhe, nuk lë gjë t'i shpëtojë pa e dëgjuar. S'u puqen pipëzat *shih te* PUQEM.

PIPIRUQ,~E *mb. tall.* 1. Që i pëlqen të pispillohet dhe që sillet me mendjelehtësi; që ngrefoset e tre-gohet me shumë se sa është në të vërtetë. *Djalë pipiruq. Vajzë pipiruqe.*

j2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

PIPIZANE,~IA . *sh* ~E, ~ET *muz.* Vegël muzikore popullore, e përbërë nga dy pipëza prej lëkure druri, të cilave u fryjnë si buri. *bie pipizanes.*

PIPRR'OHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Ngjitem diku, ngjitem përpjetë. *U piprrua në majë të lisit.*

PIPTON *jokal,* ~OI, ~UAR. Nxjerr pipa. *Ka piptuar hardhia. Piptojnë drurët në pranverë.*

PIPTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Kalem për shartim, pip. *Ka lëshuar piptha bima.*

2. Lëfyti i llambës me vajguri ku vihet fitili.

3. Gyp i vogël që vihet në sende të mbushura me ajer a me gaz. *Pipthi i kamerdares. Pipthi i furnelës me gaz.*

PIQEM i *vet. 1. vet. veta III.* Bëhet i gatshëm për t'u ngrënë pasi zbruhet e rreshket në furrë ose në zjarr. *U poqën bukët. U poq mishi. U poq byreku (lak-rori). U poqën patatet (specat). U poq kafeja.*

2. *vet. veta III.* Bëhet me i forte, me i qëndrueshëm, me i ngjeshur etj. në furrë ose në një vend të mbyllur mç temperature të lartë. *Vpoqën tullat (tjegullat, shtam-bat, qypat). U poq gëlqerja.*

3. *vet. veta III.* Arrin zhvillimin e vet të plotë (një pemë, drithi etj.) dhe është në kohën më të mirë për t'u vjelë, për t'u korrur a për t'u përdorur. *U poq gruri. U poqën mollët (fiqtë). U poq rrushi. U poqën pjeprat. V poqën para kohe (vonë). S'është pjekur mirë.*

4. *fig.* Nxehem shumë e skuqem a rreshkem duke qëndruar në diell, pranë zjarrit etj., thekem. *U poqëm në diell (pranë zjarrit). U poq nga këmbët.*

*5. vet. veta III.* Mbledh qelbin plaga, arrin në një fazë kur, pasi ka mbledhur, është gati të çahet; arrin në fazën kur e nxjerr këlbazën. *U poq çibani (lunga). M'upoq kolla.*

6. *fig.* Bëhem i aftë për jetën a për një veprimtari, duke fituar përvojën e njohuritë e nevojshme, duke u kalitur etj.; arrij moshën e pjekurisë. *Është pjekur shpejt ai djalë. U poq para kohe. Jane pjekur politikisht ( ideologjikisht).*

7. *vet. veta III.* Arrin kulmin ose pikën më të lartë të zhvillimit (një gjendje, një dukuri etj.); arrin në një gjendje kur është gati të shpërthejë e të veprojë për të sjellë ndryshime të reja cilësore. *U poqën kushtet për diçka. U poq situata revolucionare. U poqën kushtet ekonomike (politike). U poq revolucioni.*

8. *Pës. e* PJEK i.

• Piqet (digjet) në prush për *dike shih te* PRUSH, ~I. Nuk piqet buka me shkarpa *fj. u. shih te* SHKAR-PË,~A. Sheh rrushi rrushin (fiku fikun) e piqet . *u. shih te* RRUSH,~I. Edbe mishi të piqet, edne belli të mos digjet *fj. u. shih te* MISH,~I.

PlQEM H *vetv. bised. I.* Takohem me dike; ndeshem me dike. *U poqëm me një mik. Po vete të piqem me një shok. Piqej me njerëz të ndryshëm. Mirë u pjekshim! (u pjekshim më të mira)! ur. U poqën ballë për ballë. U poqën rrugës. Mali me malin nuk piqet, njeriu me njeriun piqet. fj. u.*

2. *vet. veta III.* Takohet një gjë me një tjetër; ndërpritet. *Vija ku duket se piqet toka me qiellin. Dy vija që piqen.*

•*k* Me piqet gjaku *me dike shih te* GJAK,~U i. U pjek ylli *shih tek* YLL,~I. U poq (u puq) qielli me detin *shih te* QIELL,~I.

PIR,~I *m. krahin.* Lezet. *Pilafi e kapirin me gjalpë.*

• E ka për piri *'dikush* e ka zakon. I shkon për *pui,dikujt* e ka në gjak, kështu vepron gjithnjë e kështu i p6lqen, nuk mund të sillet a të veprojë ndryshe.

PIR *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Mbush plot, dend. *E pira barkun* e mbusha barkun, e denda.

PlRA,~T (të) . *vet. sh.* Tërësia e pijeve që shtro-hen zakonisht në një gosti a në një dasmë. *la shtruan më të ngrëna e më të pira.*

PIRAJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Përdorëse si lo-patë e vogël prej dërrase, që shërben për të rrahur rrobat kur i lajmë, lasë, kopan. *Kërciste pirajka në breg të lumit.*

PIRAMIDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *gjeom.* Trup gjeometrik që ka për bazë një trekëndësh a një shu-mëkëndësh dhe për faqe anësore aq trekëndësha dy-brinjënjëshëm sa brinjë ka baza, të cilët bashkohen lart në një kulm. *Piramidë e rregullt* piramidë që ka për bazë një trekëndësh ose një shumëkëndësh të rregullt. *Piramidë trekëndëshe (trekëndore)* piramidë që ka si bazë një trekëndësh. *Trung piramidë. Faqet e piramidës. Baza e piramidës. Vëllimi i piramidës. Kulmi i piramidës. Në trajtën e një piramidë. Gjej si-përfaqen e piramidës. Ngrihet si një piramidë.*

2. *hist.* Ndërtesë e madhe me blloqe guri, me bazë katrore dhe me katër faqe anësore në trajtë trekën-dëshi dybrinjënjëshëm e të bashkuara sipër në një kulm, që shërbente si varr për faraonët e Egjiptit të lashtë. *Piramida e Keopsit.*3. Bllok a shtyllë e ulët prej guri, prej çimentoje etj., që vjen sipër më e ngushtë dhe që vihet si shenjë në vijën e kufirit midis dy shteteve. *Piramidat kufitare (e kufirit). Piramida nr.* 243. *Ruajnë natë e ditë pranë piramidave. Kapërceu piramidën* kaloi vijën e kufirit.

4, *sport.* Figure që bëhet nga gjimnastë ose nga akrobatë, të cilët vendosen njëri mbi tjetrin në radhë e në mënyra të ndryshme. *Bënë piramidën.*

PIRASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pijanec, pijanik.

PIRAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kusar që sillej me anije nëpër dete për të sulmuar dhe për të gra-bitur anijet tregtare, kusar deti. *Piratët e shekullit XVIII.*

2. *fig. keq.* Agresor që dhunon tokat, ujërat ose hapësirën ajrore të një vendi të pavarur dhe sulmon qytete e fshatra të pambrojtura, vret banorë paqësorë etj. *Piratët fashistë të ajrit.*

PIRAT,~E *mb.* 1. Që përdoret si mjet kusarie në det. *Anije pirate.*

2. *fig. keq.* Që dhunon tokat, ujërat ose hapësirën ajrore të një vendi të pavarur dhe sulmon qytete e fshatra të pambrojtura, vret banorë paqësorë etj. *Aeroplan pirat.*

PIRATËRI,~A . 1. Veprimtaria e piratëve, ku-saria në det. *Kolonizatorët mcrreshin me piratëri.*

*2. drejt.* Krim në det kundër një anijeje, duke e sulmuar dhe duke dëmtuar ekuipazhin, udhëtarët ose ngarkesën e saj. *Veprime piratërie. Piratëria për-bën krim ndërkombëtar.*

3. *përmb.* Tërësia e piratëve.

PIRË (i,e) *mb. f.* Që ka pirë, i dehur.

2. Pirës (për qengjat etj.). *Kec i pirë. Qengja të pirë.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Takoi në rrugë një të pirë.*

PIRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që pi raki ose pije të tjera alkoolike me tepri, pijanec. *Ishte një pirës i keq. Nuk i mbaheshin këmbët pirësit.*

PIRËS,~E *mb.* Që ushqehet ende me qumështin e nënës; që është lënë të pijë qumështin e nënës gjatë gjithë kohës deri sa është rritur, që nuk është këputur nga e ëma (për qengjat, kecat etj.). *Qengj(kec) pirës. Viç pirës. E kishte mbajtur pirës.*

PIRËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë e posaçme ku pine ujë kafshët. *Pirëse uji për zogjtë* enë e metaltë në trajtë kambane e me vrima, ku futin sqepin zogjtë për të pirë ujë.

PIRG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. *hist.* Ndër-tesë e Iartë rrumbullake a katërkëndëshe pranë mureve të një qyteti ose të një kështjelle, që shërbente për mbrojtje, si pike vrojtimi etj.; kullë e lartë, zakonisht e rrumbullakët. *Pirgjet e kalasë (e murit rrethues). U shemb një pirg.*

2. Mullar i vogël bari, kashte etj., qipi; grumbull bari, drithërash etj. *Pirg bari. Pirgu i misrit. E vunë grurin pirg. Ka dhjetë pirgje me byk.*

3. Grumbull gjërash të ndryshme të hedhura njëra mbi tjetrën, turrë; diçka e mbledhur në një vend si breg. *Një pirg me gurë (me tulla). Pirgje dheu (rëre). Një pirg me plaçka. I bëri pirg. U be bora pirg.*

• E la pirg e vrau, e la thes në tokë.

PIRl,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Hinkë. *Pin vaji. Mbush me pin.*

2. në *sh.* Fejet e hundës. *Piritë e hundës.*

3. Qajkë. *Piria e parmendës.*

PIRlT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *min.* Mineral me ngjyrë të verdhë të hapur e me shkëlqim metalik, që përdoret shumë për përgatitjen e acidit sulfurik; sulfuri ihekurit. *Pirit i përzier me baker (me nikel).*

PlRJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve PI, PIHEM.

2. Pije. *Ka ngrënie e pirje.*

PIROGRAFI,~A . Mjeshtëria e gdhendjes në dru, në lëkurë etj., duke përdorur një vegël me majë metalike të skuqur në zjarr; vepra e punuar në këtë mënyrë. *Portret me pirografi. Reparti (sektori) i piro-grafisë. Prodhime pirografie.*

PIROTEKNlKË,~A . Degë e teknikës që merret me përgatitjen e lëndëve të ndryshme shpërthyese (fishekzjarre etj.). *Përdorimi i squfurit në piroteknikë.*

PIRUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mjet i vogël ku-zhine, me bisht të gjatë e me disa dhëmbë si sfurk, që përdoret kur hamë për të kapur copat e mishit, djathin, perimet etj. *Pirun i kromuar. Pirunë të vegjël (për ëmbëlsira, për meze). Dhëmbët e pirunit. Kap (ha, man) me pirun. la nguli pirunin.*

*1.* Pjesë e biçikletës ose e motoçikletës, e përbërë prej dy krahësh anësorë, në fund të të cilëve mbër-thehet rrota e pare.

• la di Iugët e pirunët *dikujt shih te* LUGË,~A. Luga mbush barkun, piruni than gurmazin *fj. u. shih te* LUGË,~A.

PIRUST,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pjesëtar i njërit prej fiseve kryesore ilire, që banonte në tre-vat e Malësisë së Lezhës, të Mirditës dhe të Matit dhe që ishte i dëgjuar për shkrirjen e bakrit e të hekurit. Fin" *pirustëve. Trojet e pirustëve. Armët (zbukurimet) e pirustëve.*

PIRREM *vetv.* 1. Përkulem a varem nga njëra anë, anohem, kthehem. *Pirret kumbulla nga era.*

2. *fig. shih* PRIREM 2,3.

PlRRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë. barishtore me kërcell të trashë e të ashpër, me gjethe të gjata, të ngushta e me majë të mprehtë, që rritet zakonisht nëpër këneta. *shtroi pirrë bagëtisë.*

PIS,~E *mb. bised.* 1. I piste. *Djalë pis. Vajzë pise.*

*1. shar. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për njerëzit). *Pise e madhe është. Laje atë pisin! Mos e prano atë pis.*

PIS *ndajf.* Me ndyrësi, me njolla, me pluhur, me zhul etj.; *kund.* paster. *Është bërë pis dhoma. E mban pis vendin e punës.*

PISANIK,~E *mb.* 1. I piste. *Fëmijë pisanik.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit te mbiemrit.

PlSË,~A . 1. Lëndë e zezë veshtullore, që mbetet si fundërri pas distilimit të katranit dhe përdoTet për të shtruar rrugët, për të përgatitur mbulesa çatish të papërshkueshme nga uji, për të lidhur pluhurin e qymyrgurit kur e bëjmë briket etj.

2. *fig.* Skëterrë, ferr (sipas besëtytnive e dogmave të fesë).

3. *përd. mb.* I zi, shumë i zi.

4. *përd. ndajf.* Shumë (me mbiemrin i zi, e zezë). *Pisë izi(e zezë).* Ashër e pisë (i zi) *shih tek* ASHËR,~RA i.

iflSËRËNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT 700. Pikëlore, salamander.
piSK,~U *m.* I. Nyjë e lidhur dhe e shtrënguar fort, komb. *lidhur pisk. E lidhi pisk.*
2. Sasi e vogël e diçkaje.zakonisht të thërrmuar, aq j sa mund të merret me majën e gishtit të madh dhe të treguesit. *Njëpisk kripë (piper). Një pisk burrnot.*
3. *fig.* Mesi a kulmi i diçkaje. *Pisku i dimrit (i verës). Në\piskun e vapës. Në pisk të nates. Në piskun e mën-gjesit* sapo doli drita, që në agim. *Në piskun e punës (e* j *korrjeve, e mhjelljeve).*
*if për* një pisk për pak, për një qime.
PISK *ndajf.* 1. Në gjendje të vështirë e pa rrugë-dalje, në vështirësi të madhe, ngushtë; keq, kur s'ke ç'të bësh. *E ka punën pisk. E papunën pisk. E pa veten pisk. U zu pisk. Do ta kenë pisk. Me zuri pisk, skatn ç'bëj.*
2. Me majën e gishtit të madh dhe të treguesit, duke i bashkuar këta dy gishta e duke e shtrënguar me ta. *E kapi pisk* e pickoi. *la zuri dorën pisk.*
Pisk e lakuriq i zhveshur fare. Jane parë me hënë pisk *shih te* HËNË,~A.
PISKAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Thirrje me zë të jlartë e të fuqishëm; britmë, sokëllimë. *Piskamë e forte (e madhe, e mprehtë). Lëshoi një piskamë.*
PISKAT (PISKAS) *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Lëshoj një; thirrje me zë të lartë e të fuqishëm; bërtas, sokëllij. *Ç'ka që pisket?*
2. *vet. veta III.* Lëshon një zë të mprehtë e si të çjerrë (për kafshët). *Piskat qeni (derri).*
PISKATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vegël e thjështë prej metali, si një mashë e vogël, që përdoret përj të kapur gjëra të imëta. *E kapi me piskatore. Shkul-te qimet me piskatore.*
P|ISKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zoo!.* Shpend shtegtar që rron nëpër ujëra, me trup sa një laraskë, me; pendë të larme, me kokë të madhe, me qafë të shkurtër e me një kaçulitë mbi krye; kërthingël. *Klithmat e piskave.*
2'. *shih* PISK,~U.
PlSKËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. Piskatore. *E shkuli me piskërr.*
PISLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* 1. Ndy-rësi, papastërti. *Luftoj (zhduk) pisllëkun. Kishte pis-llëk të madh.*
2. Diçka e piste, mbeturinë e papastër e diçkaje, papastërti, lëmishte. *Hoqi pisllëqet. Kishin rënë pis-llëqe në gjellë (në qumësht).*
P^SPILI,~A . Lakror me miell misri, që bëhet zakonisht me spinaq ose me presh, shapkat.
P^SPILINGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *keq., bised.* Grua mendjelehtë e Ilafazane, që fut në grindje të tjerët. *E kishte fryrë ajo pispilinga.*
PISPILLIM,~I *m. keq.* Pispillosje. PISPILLOHEM *vetv. keq.* Pispillosem.
PISPILLOS *kal.,* ~A, ~UR *keq.* Vesh, kreh e stolis dike në mënyrë tepër të stërholluar; merrem ghumë me diçka për ta zbukuruar. *Pispilloste mustaqet.*
PISPILLOSEM *vetv. keq.* Vishem, krihem e sto-lisem në mënyrë tepër të stërholluar për t'u dukur, nisem e stolisem jashtë mase. *U vesh e u pispillos si për dasmë.*
PISPILLOSJE,~A . *keq.* 1. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve PISPILLOS, PISPILLOSEM.
2. Stoli e zbukurime të tepruara që përdor dikush për t'u dukur. *Pispillosje pa shije.*
PISPILLOSUR (i,e) *mb. keq.* I veshur, i krehur e i stolisur në mënyrë të tepruar për t'u dukur, i nisur e i stolisur jashtë mase. *Ishin ca zonja të pispillosura (ca kokoroshë të pispillosur).*
PISPILLUQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Njeri mendjelehtë që kujdeset vetëm për t'u nisur e për t'u stolisur, ai që pispilloset. *Pispilluq mendjemadh. Vërtitej me një pispilluq.*
PIS(JOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *hist.* Armë e vjetër me çark, që mbushej nga gryka dhe mbahej në brez; kobure. *Pisqollë e larë në argjend. Pisqollë dygrykëshe (me dy tyta).*
2. *fig. mospërf., bised.* Njeri i trashë nga mendja, njeri që nuk gjykon fare; kobure.
PISTALLEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Kapistallem.
PlSTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrugë në trajtë vezake, e shtruar dhe e ndërtuar posaçërisht, zakonisht në një stadium, për të zhvilluar gara vrapimi, çikliz-mi etj.; vrapore. *Piste vrapimi. Doli nga pista.*
2. Vend i posaçëm, i shtruar me çimento, me pllaka etj., që përdoret për vallëzim a për punëtë ndryshme. *Piste vallëzimi. Pista për tharjen e pambukut.*
3. Brez i gjerë, i shtruar mirë në një aerodrom, nga ku ngrihen e ku zbresin aeroplanët. *Pista e flu-turimit. Doli në piste. U ngrit nga pista. U ul në piste. Doli nga pista.*
PlSTË (i,e) *mb. bised.* 1. I bërë me zhul, me njolla, me pluhur etj.; që nuk mban pastërti, i fëlliqur, i ndyrë, ndyranak; *kund.* i paster. *Fëmijë i piste. Me duar të pista. Me fytyrë të piste.*
*2. fig.* Që bën punë të ndyra, i ndyrë,i ulët, i poshtër. *Njeri i piste.*
PISTIL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Organi femëror i lules, që përbëhet nga vezorja, shtyllëza dhe kreza. *Pistili është në qendrën e lules.*
PISTOLETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Armë zjarri automatike me karikator, me tytë të shkurtër e me vjaska, që mbahet në brez dhe përdoret me një dorë. *Pistole të luftarake (sportive). Fishekëpistole te. Qëlloi me pistoletë. Nxori pistoletën.*
*2.* Mjet në trajtën e kësaj arme, që përdoret për punë të ndryshme. *E spërkatin (e lyejnë) me pistoletë.*
3. *tek.* Çekiç automatik me një turjelë shpuese, që vihet në veprim me ajër të ngjeshur. *Pistoletë pneu-matike. Pistoletë goditëse. Rrëzojnë qymyrin me pistoletë. Shpojnë shkëmbin me pistoletë. Uturijnë pis-toletat e minatorëve.*
PISTON,~I *m. sh.* ~A, ~AT *tek.* Pjesë e një motori, e një pompe, e një kompresori etj. në trajtën e një shtage, të një disku ose tënjëkupe, që lëviz e puthitur brenda një cilindri. *Piston automjeti (auto-mobtti). Pistona unazorë prej çeliku. Lëvizjet e pistonit.*
PISTRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Fik ende i pa-pjekur që, kur këputet nga pema ose kur shtypet, lëshon një lëng si qumësht. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Fik pistrak.*
PISHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pishë me trung të trashë; cung pishe. *Nën një pishak të moçëm.*
2. Pyll i vogël me pisha.
3. Cope pishe e ndezur për të ndriçuar, pishtar. *Me pishakë në duar.*
*4. fig.* Nxehtësi e madhe. *Në pishak të diellit.*
PlSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Dru pylli me trung të lartë e të drejtë, me lëvore të plasaritur e me gjethe halore përherë të blerta, që e ka lëndën të forte, me rrëshirë e që

digjet lehtë. *Pisha e zezë* hale, borigë, çetinë. *Pisha e butë* pishë e vendeve mes-dhetare, me kurorë si ombrellë e me boça të mëdha, të cilave u hahen farat, vgje. *Pishë deti* pishë e lartë e me kurorë të hapur, që rritet në vende breg-detare. *Pisha e egër* lloj pishe me trung të shkurtër dhe me kurorë të gjerë, që e ka lëkurën me plasa të gjata dhe që rritet në vendet mesdhetare. *Pisha e kucfe* rrobulli i kuq. *Pishë mali* rrobull, arti. *Dru pishe. Hala pishe. Boçat e pishes. Rrëshira e pishes. Pyll me pisha. Mbjell pisha.*
*2.* Cifël a cope e vogël nga ky dru, që përdoret për të ndezur zjarrin ose për të bërë dritë. *Një tufë pishë. E ndezi me pishë.*
3. *fig. bised.* Kulm; mes. *Në pishë të vapës. Në pishë të diellit* në mes të diellit, kur ai djeg me shumë. *Në pishë tëdjalërisë* në lulen e rinisë, në moshën më të mirë.
• la bëri pishë *dikujt* ia kaloi nga zotësia, u tregua me i zoti (zakonisht kur dikush bën një punë a zgjidh një detyrë të vështirë, të cilën nuk e ka kryer dot një tjetër). I humbi pisha u zhduk pa lënë gjurmë. Të shuan pishën (derën, binanë) *shih te* SHUAJ. Iu shoftë pisha! *mallk. shih te* SHUHEM. I shtiu pishat *dikujt* e futi në grindje dike, e ngatërroi. I vuri pishën (flakën, zjarrin, fitilin) *diçkaje* e ndezi, e dogji; e shkatërroi fare. Ta can pishën mbi kokë (mbi krye) *dikush* është zemëruar fort, të urren shumë, të ka shumë inat. E ka syrin pishë (kokërr) a) ka shikim të mprehtë, sheh shumë mirë e shumë larg; b) s'i shpëton gjë syrit të tij, është syhapët; c) nuk i trembet syri, është guximtar; është krenar, është ballëhapur, i ndrit syri. S'i ka mbajtur pishën (bishtukun, kandilin) *dikujt thjeshtligj. shih te* KANDIL,~I. Vjen (kalon) me pishë (me urë) në dorë *shih tek* URË,~A n. Nuk çahet pisha me gjilpëra *shih te* GJILPËRË,~A. Ka marrë pisha nga të dy anët (nga të dy krerët) ka filluar të bjerë nga gjendja, nuk ka ku të mbahet (për dike); ka ardhur e keqja nga të gjitha anët, ka rënie të përgjithshme, ka marrë të tatëpjetën puna, gjendja.
PISHËVËNË *mb.* Ngatërrestar, që fut spica, intrigant.
PISHINË,~A ɪ . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pyll i vogël me pisha, pishak. *Kullot dhitë pishinave.* 2. Zbardhulina e pishes.
PISHINË,~A a . *sh.* ~A, ~AT. Pellg i madh me ujë të pastel, i ndërtuar posaçërisht për t'u larë ose për të zhvilluar gara noti. *Pishinë e mbuluar. Pi-shine dimërore. Gara noti në pishinë. I ndërruan ujin pishinës.*
PISHK,~U m. Vijë në are, në mes të brazdave, që nuk thyhet nga plori.
PISHKULLOJ *kai,* ~OVA, ~OAR. I flas në vesh me zë të ulët, i pëshpërit, i pështëllij.
PISHLLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Pëshpërit. *pishlloi në vesh.*
PISHMAN *ndajf. bised.* Në një gjendje të tillë kur njeriu pendohet për diçka që ka bërë, kur ndërron mendje për diçka. *Bëhem pishman* pendohem. *S'jam pishman që shkova.*
PISHNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll me pisha, halishtë. *Pishnajat e bjeshkëve. Ajri ipaster ipishnajave.*
PISHORE,~T . *sh. bot.* Familje bimësh halore, në të cilën hyjnë pisha, bredhi, cedri etj.
PISHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT, 1. Shandan prej druri a prej metali, ku vendoset një cope pishë e ndezur a diçka tjetër që bën flake e ndriçon; një cope dru pishe, që ndizet për të bërë dritë (në malësi, natën nëpër rrugë jashtë fshatit a nëpër pyje). *Në dritën e pishtarëve. Ecnin me pishtarë në duar.*
2. *fig. poet.* Ai që me idetë e veta përparimtare e me veprimtarinë revolucionare u ndriçon e u hap rrugën masave të gjera të popullit në luftën për liri e pavarësi, për drejtësi shoqërore e përparim; ndri-çues, udhërrëfyes. *Pishtar i revolutions (i socializmit). Pishtarë të luftës çlirimtare. Pishtarë të përparimit dhe të kulturës në fshat. U be pishtar i arsimit.*
PISHTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej drurit të pishes, prej pishe. *Dërrasë (tryezë) e pishte.*
PITAR,~I *m, sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pite mjalti, zakonisht pa mjaltë.
2. *fet., vjet.* Meshë e madhe, që besimtarët shpinin në kishë me rastin e një përvjetori të vdekjes së dikujt, pendartë.
PITE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Shtresë e hollë brumi në trajtë të rrumbullakët, që piqet në furrë, mbulohet me kimë, me djathë etj. dhe hahet e ngrohtë. *Pite me kimë (me djathë).*
2. Bukë e hollë e gatuar me miell të situr dhe e pjekur në çerep ose në furrë. *Pite e grunjtë.*
3. *krahin.* Byrek i gatuar me petë të holla, me gjalpë, me vezë, me kos, me djathë etj. *Pite me kos e me vezë. Holloi një pite.*
4. Hojëzat e bletëve, huall mjalti. *Pite natyrore (artificiale). Pite dylli. Heq (vë) pitet.*
5. Rrotull e sheshtë me fletë trëndafili të ngjeshura dhe të thara në hije, e cila mbahet për erë të mirë.
PITEKANTROP,~I *m. sh.* ~-Ë, ~ËT *paleont.* Njeriu me i lashtë që është zbuluar, i cili ruante ende tiparet e majmunëve antropomorfë, por kishte fituar aftësinë të qëndronte mbi dy këmbë. *Eshtra pitekan-tropi.*
PITERl,~A . *sh.* ~, ~TË. Lokal ku përgatiten, shiten e hahen pite (në kuptimin 1).
PtTËR,~RA . *krahin.* 1. Zbokth. 2. *përd. ndajf.* Plot e përplot, mbushur. *Ishte vendi pitër me njerëz.*
PITIGONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vajzë a grua mendjelehtë, nazemadhe e llafazane; pispilingë.
PITOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kale i fuqishëm me trup të mbledhur e të ngjeshur. *la hipi p:'tokut.*
PITON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *xool.* Gjarpër i madhe pa helm i viseve tropikale, me trup të gjatë deri në dHjetë metra. *Pitoni gëlltiti një dash të tërë.*
PITUSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Bukë e vogël; kulaç i pjekur në furrë. *Pitush me miell gruri (misri).*
PIZEVENG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *shar., bised.* Njeri i pandershëm; njeri i poshtër, maskara, dalla-veraxhi e hileqar.
PIZËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Diçka shumë e yogël, që mezi dallohet me sy; grimcë, thërrmijë.
PIZGË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Fyell prej kallami osë prej kashtës së grurit, të thekrës a të tërshërës; biljbil që bëhet me lëkurë shelgu a të një druri tjetër të Injomë dhe që nxjerr një zë të hollë e të mprehtë. *Bëri një pizgë. I fryn (i bie) pizgës.*
*2.* Curril uji, gjaku etj. *Një pizgë e vogël uji.*
3. *përd. mb.* I ngjashëm me tingujt që nxjerr fyelli a bilbili prej kallami ose prej lëkurës së shelgut të njomë; i nolle e i mprehtë. *E ka zërin pizgë.*
4. *përd. ndajf.* Si curril. *shkonte (i dike) gjaku pizgë.*
PlZGËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. Lojë fëmijësh që bëhet duke vërvitur mbi sipërfaqe të ujit gurë të sheshtë, të cilët rrëshqasin e kërcejnë shpejt e rië vijë të drejtë;

kërcimi që bën nje gur i tillë sa here cek në sipërfaqen e ujit. *Luajnë pizgërr. Bëjnë pizgrra gurët.*

PlZGULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cope e vogël dërfrase etj. *Pizgulla dërrase.*

PIZHAME,~T . *vet. sh.* Veshje nate e lehtë dhe e gjerë prej basme, prej fanellate a prej mëndafshi, që! ka pantallonat e xhaketën dhe që e mbajmë kur fleriië, kur rrimë në shtëpi etj. *Pizhame të holla (ve-ror'e). Pizhame fanellate. Pizhame me vija. Pizhame për\ burra (për fëmijë, për gra). Xhaketë (pantallona) pizhamesh. Veshi (hoqi) pizhamet. Fie me (pa) pizhame. Mban pizhame. Ishte me pizhame. Doli me pizhame.*

PJACË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. Sheshi i një qyteti; rrugë kryesore në qytet për shëtitje. *Doli në pjaçë. Ktheheshin nga pjaca.*

2. Treg, pazar.

3. *bised.* Çmimi i mallrave në treg; vlera e diçkaje. *është ngritur pjaca. I kishte rënë pjaca.*

*ir* I ra pjaca *mospërf.* i ra vlera, s'e kërkon me njeri a s'pyet me njeri për të. S'del në pjacë *shak.* nuk duket me, rri brenda.

PJALM,~I *m.* 1. Bore shumë e hollë; bore e imët që e ngre era përpjetë. *Pjalm bore. Pjalm e bore.*

*2. bot.* Pluhur shumë i imët, zakonisht me ngjyrë të verdhë, që e kanë lulet kur çelin dhe që shërben për të pllenuar bimët. *Bletët (grerëzat) mbartin pjalmin nga një lule në tjetrën.*

*3.* Maja e miellit; miell isitur imët; pluhuri i miellit që ngrihet përpjetë e bie mbi seridet; ëndë, paskaq. *U be me pjalm mielli.*

4I Pluhur shumë i hollë i diçkaje.

PJALMIM,~I *m. bot.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PJAL,MON, PJALMOHET. *Pjalmimi me anë të bletëve. Pjalmim i drejtë* pjalmim që bëhet ndër-mjet organeve mashkullore e femërore të së njëjtës lule. *Pjalmim i zhdrejtë (i kryqëzuar, i tërthortë)* pjal-
mim që bëhet kur pjalmi vjen nga një lule tjetër, i sjellë nga era, nga bletët etj.

PJALMOHET *vetv. bot. Pës. e* PJALMON. *Tër-fili pjalmohet nga brumbujt.*

PJALMON *kal,* ~OI, ~UAR *bot.* Pllenon një bimë a një lule me pjalmin që mbartet nga thekët te maja e pistilit. *Insektet pjalmojnë lulet.*

PJALMOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me pjalmin; i pjalmit. *Lëndë pjalmore.*

PJALMORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Koka a pjesa e sipërme e thekës së lules, që përmban pjalmin. *Pjalmore e kthyer nga brenda.*

PJALMpES,~E *mb.* 1. Që ndihmon ose bsn plle-nimin e bimëve duke mbartur pjalmin nga thekët te kreza e pistilit të një iuleje. *Kandrra (insekte) pjal-muese.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për disa kandrra). *Bletët dhe pjalmuesit e tjerë.*

PJATALARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me larjen e pjatave në një gjellëtore, në mensë etj.

PJATALARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. *Fem. e* PJATALARËS,~I.

2. Koritë e vogël prej porcelani, prej metali etj., e vendosur së bashku me çezmën zakonisht në një cep të kuzhinës, ku lahen pjatat dhe enë të tjera.

PJATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë e vogël prej porcelani, zinku, alumini etj., e rrumbullakët, e lugët ose e nderë e me fund të sheshtë, që përdoret për të hedhur në të gjellën që hamë etj.; sasia e gjejlës që nxë një enë e tillë. *Pjatë e thellë (e cekët, e nderë). Pjatë gjelle. Pjatë për ëmbëlsirë. Pjatat e filxhanëve të kafesë (të çajit). Një pjatë gjellë (oriz, faside, ma-karona). Laj pjatat. Shtroi pjatat. Hedh në pjata. Hanë në pjata. U thye një pjatë. Hëngri dy pjata (gjellë, Pilot).*

2. Enë e rrumbullakët dhe e nderë, që është pjesë e diçkaje dhe shërben për punë të ndryshme. *Pjatat e peshores. Pjata e një prese.*

*3. muz.* Secili nga disqet prej tunxhi që jane pak të lugët e që përdoren në orkestër duke i përpjekui njërin me tjetrin a duke i goditur me diçka. *U bie pjatave.*

• E ka në pjatë e ka të sigurt. Lule p j a t e *bot. shih te* LULE,~JA.

PJEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shkopi me i gjatë, më të cilin godasin cinglin në lojën me cingla. *Godit (hedh) cinglin me pjek.*

PJEK i *kal.,* POQA, PJEKUR. 1. Vë diçka në furrë ose në zjarr që të zbruhet e të rreshket dhe të bëhet e gatshme për t'u ngrënë. *Pjek bukën (kulaçin, mishin). Pjek byrekun (lakrorin). Pjek qengjin në hell. Pjek patate (speca, kunguj, ftonj). Pjek misra në prush. Pjek qefullin në tjegull. Pjek kafenë* vë ka-fenë në qebap dhe e rrotulloj në zjarr që të bëhet për t'u bluar. *Pjek në zjarr (në prush, në furrë, në sobë, në saç).*

2. Shtie diçka në një furrë të posaçme ose në një vend të mbyllur me temperature të lartë për ta bërë më të forte, më të qëndrueshme, më të ngjeshur etj. *Pjek Iullat (tjegullat). Pjek vorbat (shtambat, qypat).*

3. Ziej rrushin a pemë të tjera në një kazan të po-saçëm për të nxjerrë raki; *krahin.* bëj një kafe. *Pjek raki. Poqi një kafe.*

4. *vet. veta III.* Bën që të arrijë zhvillimin e vet të plotë (një pemë, drithi etj.) dhe të jetë i gatshëm për t'u përdorur. *I poqi vapa pemët (fiqtë, kumbullat). E poqi shpejt të nxehtët grurin. Pemapa u pjekur s'ha-het. fj. u.*

5. edhe *jokal. vet. veta III.* Lëshon nxehtësi të madhe sa të djeg; përvëlon. *Pjek dielli. Na poqi vapa.*

*6. vet. veta III.* E bën të mbledhë, të çahet dhe të nxjerrë përjashta qelbin; e bën të nxjerrë këlbazën. *Bar që e pjek çibanin. Shurup që e pjek kollën.*

7. *kryes. veta III fig.* E bën të forte e të aftë për jetën a për një veprimtari, duke i dhënë përvojën e njohuritë e nevojshme, duke e kalitur etj. *Lufa (vuaj-tjet) e poqën para kohe. Puna e Partisë i ka pjekur politikisht dhe ideologjikisht.*

• Djeg e pjek *dikush shih te* DJEG. Ma poqi buzën me mundoi shumë, ma solli në majë të hundës, ma plasi buzën. Ta pjek byrekun ta bën gropën, të vret, të zhduk. Ta pjek peshkun në buzë *shih te* BUZË, ~A. Mos pjektë dy bukë në një hi! *mallk. shih te* BUKË, ~A.

PJEK it *kal.,* POQA, PJEKUR *bised.* 1. Takoj dike; ndesh. *Poqi një mik (një shok). E poqa rrugës (papritur).*

2. Prek, çik. *E poqi me gishi.*

3. Përputh. *poqi bashkë dy fletë.*

• Piqe (një here) këtu! ma jep dorën ta shtrëngoj! (i thuhet dikujt që s'e kemi parë ose kur duam ta lav-dërojmë për një veprim të guximshëm). I pjekim hutat *shih te* HUTË,~A n.

PJEKALLARTHI *ndajf.* Rastësisht, gand. *Ishin takuar pjekallarthi.*

PJEKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Vendi i ta-kimit; pikëpjekje. *E nxirrnin nusen në pjekë. etnogr.* caktonin vendin e takimit për të marrë nusen krushqjt.
PJEKË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Pengojcë që i vihet kalit, mushkës etj. ndër këmbë që të mos lar-gohet shumë nga vendi ku kullot dhe të mos bëjë dëme rreth e përqafk. *U vuri pjeka kuajve.*
PJEKË,~A m . *sh.* ~Ë, ~ËT. Berr që piqet në hell.
PJEKË,~T . *vet. sh.* Qerpikët.
PJEKËS,~I *m. sh.* ~, ~5T. Ai që pjek bukët, by-rekët etj. në furrë; punëtori që merret me pjekjen e tullave, të tjegullave etj. *Pjekësit e bukes. Pjekës tu-llash (tjegullash). Pjekësit e mineralit (në uzinat e shkrirjes).*
PJEKËS,~E *mb.* Që shërben për të pjekur, që pjek. *Sobë (stufë) pjekëse.*
PJEKËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PJEKËS. ~I.
PJEKJE,~A i . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve PJEK i, PIQEM i. *Pjekja e bukëve. Pjekja e grurit (e frushit, e mollëve). Pjekja e kushteve për diçk a.*
PJEKJE,~A II . *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PJEK II, PIQEM H. 2. Takim, pikëpjekje. *Kishte një pjekje me dike.*
PJEKOJ *kal.,* ~OVA, ~IIAR. I vë pjekën një kafshe. *Pjekoi kalin.*
PJEKTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lokal i vogël ku përgatiten e tregtohen gatesa me mish të pjekur, rosticeri.
PJEKULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. TuIIë.
PJEKUR (i,e) *mb.* 1. Që është zbrujtur e rreshkur në furrë a në zjarr dhe është bërë i gatshëm për t'u ngrënë. *Mish i pjekur. Pule e pjekur. Qengj i pjekur. Patate të pjekura. Gështenja të pjekura. Miser i pjekur.*
2. Që ka arritur zhvillimin e vet të plotë dhe është i gatshëm për t'u përdorur si ushqim, që është pjekur. *Pemë (qershi) të pjekura. Rrush i pjekur.*
3. *fig.* Që ka arritur zhvillim të plotë trupor e men-dor dhe ka fituar njohuri e përvojë për jetën, është kalitur etj. *Në moshë të pjekur. Djalë i pjekur. Shumë i pjekur për vitet që ka.*
4. *fig.* Që është menduar e peshuar mirë, duke parë thellë të gjitha rrethanat e pasojat e mundshme; që është karakteristik për një njeri me zhvillim të plotë mendor dhe me përvojë në jetë; i matur, i urtë. *Vendim i pjekur. Mendime (pronozime) të pjekura. Qëndrim i pjekur.*
• Hallvë e pjekur *shih te* HALLVË,~A.
PJEKURI,~A . 1. Gjendja e një organizmi që ka arritur zhvillim të plotë trupor ose mendor. *Pjekuri fizikë (seksuale, mendore). Dhëmballët e pjekurisë.*
2. Të qenët i pjekur, vetia e atij që është i pjekur; karakter i pjekur; shkallë e lartë zhvillimi, përvojë dhe njohurish të fltuara në një fushë të veprimtarisë. *Pjekuri politike (ideologjike). Pjekuria e mendimeve (e diskutimevej. Pjekuria e klasës punëtore. Flet (sillet, vepron, gjykon, vendos) me pjekuri. Kane treguar pjekuri të madhe.*
3. Shkalla e përgatitjes që arrin një nxënës a nxë-nëse në klasën e fundit të shkollës së mesme; mosha e një të riu a të reje në këtë klasë; mature. *Provimet e pjekurisë. Dëftesa e pjekurisë.*
Ar Pjekuri teknike *spec,* gjendja më e mirë e bimës a e një pjese të saj për t'u përdorur si lëndë e parë në industri.
PJELL *kal.* dhe *jokal.,* POLLA, PJELLË. 1. Bën
të voglin e saj të gjallë, kur ai ka arritur zhvillimin e plotë si qenie frymore (për kafshët gjitare). *Polli lopa viç. Polli dhia një kec. Dosa polli tetë gica. Kane pjellë delet. Polli para kohe. Mushka nuk pjell. Është shterpe, s'pjell.*
2. *bised.* Bën fëmijë, lind (për grate). *Polli djalë (çupë).*
3. Bën vezë (për shpendët dhe zogjtë). *Pjell çdo ditë. E polli vezën.*
*4. bised.* Lidh kokrra pema, bën fryt. *Kane pjellë shumë fiqtë sivjet. Paska pjellë kokrra lajthia.*
5. *fig. kryes. keq.* Bëhet shkak për lindjen e diçkaje, zakonisht jo të mirë; shpik; sajon. *Prodhimi i vogël pjell kapitalizmin. Hiqen sikur punojnë, duke pjellë vendime.*
*k* Me polli (me ndezi) belaja (groshi) *me dike* ndesh në vështirësi të paparashikuara në marrëdhëniet me dike, ndodhem ngushtë, me ndez me të. Me polli djalli (dreqi) me dolën telashe e vështirësi të paparashikuara, me dolën ngatërresa të mëdha; me gjeti belaja, me ndezi. I pjell edhe kau (mushka) *dikujtshih te* KA,~U. I pjell edhe këndesi (kokoshi) *dikujt shih te* KËNDES,~I. I pjell (edhe) viçi atij *shih te* VIÇ,~I. I ka pjeHë lopa *dikujt* është në gjendje të mirë, s'i mungon asgjë. I pjell mendja *dikujt* a) është i zoti për të shpikur die për të krijuar gjëra të reja; b) *keq.* sajon gjëra të paqena, trillon. Me polli sherri *me dike shih te* SHERR,~I. Kur të pjellë mushka *iron, shih te* MUSHKË,~A. E di ku pjell pula *shih te* PULË,~A. I erdhi veza për të pjellë *thjeshtligj. shih te* VEZË,~A. Nuk mbarset mushka të pjellë mëz *fj. u. shih te* MUSHKË,~A. U mbars mali e polli një mi *fj. u. shih te* MAL,~I. Ç'pjell macja (ç'len prej maces), gjuan minj *fj. u. keq. shih te* MACE, ~JJA..
PJELLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dash nga një deri dy vjeç, milor; dash a cjap që sapo ka filluar të ndërzejë.
PJELLAKE *mb.* 1. Që është në gjendje të pjellë; që ka pjellë për here të parë (për bagëtitë femra). *Dele (dhi) pjellake.*
2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PJELLË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Fëmija e dikujt; foshnja e lindur. *Pjella e tij. Pjellë e keqe* pasardhës i prapë. *E ka rritur si pjellën e vet.*
2. I vogli i një kafshe. *Pjella e lopës* viçi. *Lëpinte pjellën.*
3. *fig.* Diçka që është krijuar me përpjekje e me mundime dhe që është shumë e dashur. *Pjellë besnike e \popullit. Pjellë e Luftës Nacionalçlirimtare.*
•4. *fig. keq.* Rrjedhojë jo e mirë e një dukurie, e një sistemi etj.; diçka e keqe e krijuar me pikësynime të caktuara; pasojë. *Pjellë e imperializmit (e neoko-lonializmit). Pjellë e shëmtuar e revizionizmit. Krizat jam pjellë e sistemit kapitalist.*
PJELLËS,~E *mb.* Pjellor.
PJELLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes PJELL. *Pjellje e hershme (e vonë). Pjellja e lopëve (e deleve).*
2. I vogli i bagëtisë, pjellë. *Morën pjelljet e para nga delet.*
PJELLOR,~E *mb.* 1. Që ka aftësinë të pjellë; që pjell shumë; *kund.* shterpë. *Race pjellore. Pule pjellore.*
2. Që jep shumë prodhime, frytdhënës. *Tokë pjellore. Kodrina pjellore. I bëmë edhe malet pjellore si fushat.*
PJELLORI,~A . Të qenët pjellor, vetia e asaj që është pjellore; *kund.* shterpësi. *Pjelloriae tokës. Rritja e pjellorisë së gjedhëve. Bagëti (dhi) me pjellori të lar,të.*
PJELLSHMËRf,~A . *libr.* 1. Të qenët pjellake, afiësia për t'u shtuar me anë të pjelljes. *Pjellshmëri e lartë (e ulët).*
2. Pjellori. *Pjellshmëria e tokës. Rrit pjellshmërinë e lopëve (e bagëtive).*

PJELLTORE *mb. f.* Që pjell shumë vezë, që bën vezë në të gjitha stinët, vezake (për shpendët). *Pule pjelltorë.*

PJEPËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *bot.* 1. Bimë e vendeve të ngrohta, e ngjashme me kungullin, me kërcell të gjatë e zvarritës, që bën kokrra të mëdha vezake a të rrumbullakëta, me tul të lëngshëm e me shumë fara brenda; kokrrat e kësaj bime, me lëkurë
zakonisht të plasaritur e me tul në ngjyrë të verdhë të çelur, që kur piqen janë të ëmbla, me shumë lëng dhe hahen. *Pjepër dimërak. Pjepër farashuk. Fara pjepri. Një thelë pjepër. Erë pjepri. Prenë (çanë) një pjepër. E ka kokën si pjepër. bised.* 2. *krahin.* Trangull, kastravec.

A- Pjepër i egër *bot.* bimë barishtore shumë-vjeçare, me kërcell pothuaj të shtrirë në tokë, pa las-tarë dhe me gjethe të trasha vezake.

PJERDH'Ma., PORDHA, PJERDHUR. 1. Bëj
pordhë.

2. *thjeshtligj., përçm.* Flet shumë për veten, mburret pa të drejtë me fjalë të mëdha, shet mend.

S'ka pjerdhur në ujë *dikush thjeshtligj., përçm.* nuk ka parë rrezik me sy, nuk ka rënë ndonjëherë ngushtë.

PJERËZ,~A . *sh.*oA, ~AT *bot.* Arrç. *Lule (kokrra) pjerëze.*

PJERGULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Hardhi me kërcell të gjatë, të trashë e me shumë degë, që ngrihet mbi furka ose mbështetet mbi një shtrat drunjsh etj.; tendë rrushi; hardhi që ngjitet nëpër drurë. *Pjergull e moçme. Nën hijen e pjergullës. Rrush pjergulle. Fletë pjergulle. Shtojnë pjergullat.*

*2. përd. mb. fig.* E hajthme dhe e bukur (zakonisht për një vajzë ose nuse). *Ishte pjergull husja.*

*3. përd. ndajf. fig.* Plot, mbushur. *Erdhi vajza pjergull me lule.*

• Si pjergulla në fik të bardhë me gjithë të mirat; e mirë në mes të mirash. I ka rënë pjergulla në fik i
shkon çdo gjë mbarë, i ka ardhur e mira te dera.

PJERGULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tendë pjergulle. *Pjergullore e gjerë. Rrinë nën pjergullore.*

PJERR *kal.,* PORA, PJERRË. Bëj që të priret nga njëra anë, i jap drejtim të pjerrët diçkaje, anoj. *Pjerr trupin. Pjerr furkën.*

2. *jokal. shih* PIRREM i. *Pjerr nga njëra anë.*

3. *fig. shih* PRIREM2,3.

PJERRAK,~E *mb.* I pjerrët. *Rrugë pjerrake.* PJERRAKEQ,~E *mb.* Që anon nga e keqja.

PJERRËSl,~A. *sh.* ~,~TË. 1. Të qenët i pjerrët, vetia e diçkaje që është e pjerrët. *Pjerrësi e madhe. Pjerrësia e shkrimit. Pjerrësia e faqes së malit (e rru-gësj.*

*2.* Sipërfaqe e pjerrët; vend i pjerrët; shpat. *Pjerrësi e thikët (e butë, e ëmbël). Në pjerrësinë e malit (e kodrës). Zbritën nga një pjerrësi. lu ngjitën një pjerrësie.*

3. *spec.* Shmangie e një vije a e një rrafshi nga drejtimi horizontal ose i pingultë; shkalla e kësaj shmangieje. *Pjerrësi prej tridhjetë gradësh. Këndi i pjerrësisë.*

4. *gjeom.* Këndi ndërmjet dy drejtëzash a dy pla-nesh ose ndërmjet një drejtëze e një plani që nuk janë as parajel as pingul ndërmjet tyre. *Pjerrësia e rrezeve të dritës.*

PJERRËSlRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i pje-rrët, shpat, pjerrësi. *Pjerrësira të but a (të bleruara). Rrugë me pjerrësira.*PJERRËT (i,e) *mb.* 1. Që shmanget nga drejtimi pingul ose horizontal, që zbret tatëpjetë ose shtrihet përpjetë jo në vijë të pingultë, që nuk është as i sheshtë as i pingultë, i anuar (për një vend a sipërfaqe). *Vend (truall) i pjerrët. Are (tokë, fushë) e pjerrët. Rrugë (shumë) e pjerrët. Brigje të pjerrëta. Shkrim i pjerrët. Vjen i pjerrët.*

*1. gjeom.* Që shmanget nga drejtimi horizontal ose i pingultë (për një vijë a për një rrafsh). *Vijë e pjerrët. Rrafsh i pjerrët. Prizëm i pjerrët. Paralelepiped i pjerrët.*

PJERRINË,~'A . *sh.* ~^A, ~AT. Pjerrësirë. *Pjerrina e vende të thepisura.*

PJERRJE,~A . *sh.* ~E, ~'ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PJERR, PIRREM. *Pjerrja e trupit. Pjerrja e urës.*

*1.* Pjerrësi. *Pjerrje e theksuar (e forte, e ashpër,
e lehtë).*

3. *vjet.* Prirje.

PJERRK,~E *mb.* Që varet së larti. *Gur pjerrk.*

PJERRTAS *ndajf.* 1. Në drejtim të pjerrët; në më-nyrë të pjerrët. *E mbante pjerrtas. Ra pjerrtas. Lëviz pjerrtas.*

2. Shtrembër; mënjanë. *Shikon pjerrtas.*

PJERRTËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. *shih* PJERRËSI,
~A.

PJESË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Cope, ndarje a njësi që hyn në një të tërë ose që mund të veçohet prej saj; një nga copat a njësitë, në të cilat ndahet diçka; vendi që zë kjo cope a njësi në të tërën. *Pjesë e madhe (e vogël). Pjesa e sipërme (e poshtme, anësore, qendrore) e d i ç k aj e. Pjesa e parë (e dytë) e lojës. Pjesa e parë (e dytë, e fundit) e ditës. Pjesa e poshtme (e sipërme) e lumit. Pjesa veriore (lindore) e vendit. Pjesa e punuar e arës. Pjesët përbërëse të fizikës (të biologjisë). Pjesa e dale e murit (e gurit, e hurit...). Pjesa e kalbur (e krimbur) e mollës. Pjesa e thyer e ertës. Pjesa e grisur (e shqepur) në rrobë. Pjesa dhe e tëra. E ndau në pjesë. I dha tri pjesë. Pjesa e parë e nxënësve u nis (erdhi).*

2. Send a element që hyn në përbërjen e një or-ganizmi, mekanizmi etj. dhe kryen një punë të cak-tuar brenda së tërës; gjymtyrë. *Pjesët përbërëse. Pjesët e trupit. Pjesët e shtëpisë. Pjesët e makinës (e motorit). Pjesët e dollapit. Pjesët e pushkës (e topit). Pjesët e qerres (e parmendës, e mullirit). Pjesët e xhokës (e gunës). Pjesë: e figures, gjeom. Pjesët e numrit (e shumës). mat. Pjesët e materies. filoz. Pjesë ndërrimi. tek. Përbëhet nga shumë pjesë. Mbërtheu pjesët. E zbërtheu në pjesë. I zëvendësoi një pjesë.*

3. Sasi e diçka je që hyn në lidhje të caktuar me një sasi të diçka je tjetër për të formuar një të tërë. *Pjesa e ujit në bimët (në trupin e njeriut, në gjak). Pjesa e forte (e butë) e një lënde. Pjesa drusore e bimës. Pjesa kërcore e veshit. Një pjesë gëlqere e tri pjesë ujë.*

4. Ndarje a grup që është me pak se e tëra, sasi jo e plotë e diçka je; jo të gjithë frymorët, sendet etj., disa, një sasi (zakonisht me numërorin një). *Pjesa më e madhe (dërrmuese) e zgjedhësve* shumica. *Një pjesë e mirë e tyre. Pjesa më e përparuar e shoqërisë. Një pjesë e punëtorëve (e nxënësve). Bëri një pjesë të punës. Një pjesë e shokëve nuk e dinte. Një pjesë mendon ndry-she.*

5. Diçka nga një e tërë, që i përket dikujt a është
caktuar për dike; ajo që i bie dikujt kur ndahet një trashëgim a diçka tjetër; detyrë, punë, veprim etj. që duhet të kryejë a kryen dikush. *Pjesa jonë. Kërkoi (donte, mori) pjesën e vet. I bëj pjesë dikujt. la ruajtën pjesëji. Kam pjesë në diçka. Me bie në pjesë. I hyri\në pjesë dikujt* ia mori diçka pa të drejtë. *E nddji në pesë pjesë. E*

*lane pa pjesë. Secili bëri pjesën e vet' të punës. Ka edhe ai pjesë në këtë punë (në këtëfaj).*
6. Anë e hapësirës; krahine e një vendi; vend. *Në çdo pjesë të rruzullit tokësor (të botës). Nga të gjitha pjesët e vendit.*
7. Ndarje në një vepër letrare, shkencore etj., ku shtjellohet a trajtohet një çështje e caktuar a një anë e veçantë e saj; cope e vogël e një libri a e nje shkrimi, që shkëputet prej tij e qëndron me vete. *Roman (poemë, studime) me pesë pjesë. Pjesë të nxjerra nga libri. Përmbledhje me pjesë të ndryshme.*
8. Vepër drama tike; roli që luan në skenë një aktor. *Pjesë satirike. Vunë në skenë një pjesë të re. Mësoi pjesën e vet. Luan pjesën kryesore.*
9. *muz.* Vepër jo e madhe muzikore; një cope nga kjo vepër muzikore; melodia e kësaj vepre a cope. *Pjesë të lehta (të zgjedhura). Pjesë për Violinë dhe or-kestër. I ra një pjese të njohur.*
10. Periudhë nga jeta a veprimtaria e dikujt; diçka që është e lidhur ngushtë me jetën ose me veprimta-rinë e dikujt. *Pjesë nga jeta e shkrimtarit. Pjesë nga puna e tij si revolucionar. Pjesë e pandarë e luftës sonë.*
11. *bised.* Pale, anë. *Pjesa shqiptare. Është ipjesës sonë.*
*k* Bëj pjesë jam anëtar a pjesëtar i diçka je; *me foljen në velën III* është pjesë përbërëse a njësi e diçka je. E luan pjesën *dikush mospërf. shih te* LUAJ. Marr pjesë *diku* hyj diku, bashkohem më të tjerë në një punë a veprimtari. Me ra në pjesë *diçka* me erdhi një e keqe pa e pritur, me ra një fatkeqësi. Pjesa e luanit *libr. iron, shih te* LUAN,'-~'I. Sa për pjesën time... nga ana ime, përsa me takon mua... Pjesët e fjalisë *gjuh.* gjymtyrët e fjalisë. Pjesët e Iigjëratës *gjuh.* klasat kryesore, në të cilat ndahen fjalët e një gjuhe, sipas kuptimit të.përgjithshëm leksikor, veçorive morfologjike e fjalëformuese dhe funksioneve sintaksore (p.sh. emri, mbiemri, përemri, folja, ndajfolja, parafjala etj.).
PJESËMARRËS,'-'I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merr pjesë së bashku më të tjerë në një punë a veprimtari. *Pjesëmarrësit e mitingut (e aksioneve, e garës). Shumica e pjesëmarrësfe. Numri i pjesëmarrësve.*
PJESËMARRËS,~E *mb.* QË merr pjesë së bashku më të tjerët në një punë a veprimtari. *Skuadrat (ekipet) pjesëmarrëse. Vendet (shtetet) pjesëmarrëse.*
PJESËMARRJE,~A . Marrja pjesë në një punë a veprimtari që bëhet bashkë më të tjerët; rrjedhimi i këtij veprimi. *Pjesëmarrje e gjerë (masive). Pjesë-marrje e drejtpërdrejtë (aktite). Pjesëmarrja në ak-sione (në punë vullnetare). Siguruan pjesëmarrjeh e të gjithëve. U rrit pjesëmarrja e të rinjve.*
PJESË-PJESË *ndajf.* 1. Në disa a në shumë pjesë; në disa cope, copë-copë. *E bëri (e ndau) pjesë-pjesë. Guri rae ubë pjesë-pjesë.*
2. Ca nga ca, jo të gjithë njëherësh. *E punoi (e hëngri) pjesë-pjesë. E asgjësoi pjesë-pjesë. Vinin pjesë-pjesë.*
PJESËRlSHT *ndajf.* 1. Vetëm në një pjesë, nëmënyrë të pjesshme, jo plotësisht, jo tërësisht. *E shfrytëzojnë pjesërisht. U dëmtua pjesërisht. E shleu detyrimin pjesërisht.* 2. Vetëm një pjesë, jo të gjithë. *Erdhën pjesërisht.*
PJESËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën pjesë në një grup shoqëror, në një kolektiv, iië një or-ganizatë etj., anëtar; pjesëmarrës. *Pjesëtarët efamiljes. Pjesëtarët e kooperativës. Pjesëtarët e shoqërisë. Pjesëtarët e ekspeditës.*
2. Secili nga ata që marrin pjesën e vet kur ndahet një pasuri a diçka tjetër. *Nuk ishte pjesëtar në atë filial.*
PJESËTAR,~E *mb.* Pjesëmarrës. *Vendet pjesëtare.*
PJESËTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PJESËTOJ, PJESËTOHET. *Pjesëtimi i pasurisë. Pjesëtimi i të hollave. Pjesëtimi i fondeve.*
2. *mat.* Një nga katër veprimet themelore, që bëhet për të gjetur sa here ndahet një numër në pjesë të barabarta ose sa here përmbahet një numër te një tjetër. *Pjesëtim i plotë. Pjesëtimi me njëshe (me dhjetëshe). Pjesëtimi i dy numrave. Shenjat e pjesëtimit. Tabela e pjesëtimit. Prova e pjesëtimit. Bëjmë pjesëtim.*
PJESËTOHET *vetv.* 1. *mat.* Mund të ndahet në pjesë të barabarta, është i pjesëtueshëm; plotpjesë-tohet. *Numër që pjesëtohet me tre.*
2. *Pës. e* PJESËTOJ. *Pjesëtohen të ardhurat.*
PJESËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E ndaj diçka në disa pjesë a në disa cope të veçuara, e bëj pjesë-pjesë. *E pjesëtoj me dysh (me tresh, me katërsh...). Pjesëtoi bukën.*
2. Ndaj diçka së bashku më të tjerë; i jap dikujt atë pjesë që i takon nga diçka. *I pjesëtuan të ardhurat (mollët). Ua pjesëtoi në mënyrë të barabartë.*
*1. mat.* Gjej sa here ndahet një numër në pjesë të barabarta ose sa here përmbahet një numër te një tjetër, bëj pjesëtim. *Pjesëtoj pesëdhjetën me pesë. Pjesëtoj me dhjetëshe.*
*4. fig.* Ndaj gëzimin ose hidhërimin më të tjerë, marr pjesë në gëzimin a në hidhërimin ose në të mirën a të keqen e një tjetri. *E pjesëtoi me shokët të keqen (hidhërimin).*
PJESËTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *mat.* Numri që tregon se ne sa pjesë të barabarta ndahet një numër tjetër, numri që pjesëton; plotpjesëtues. *Pjesëtuesi (me i madh) i përbashkët. Pjesëtuesi i një numri. Shu-mëzoj herësin me pjesëtuesin.*
2. *spec.* Pajisje që ndan në pjesë tensionin e rrymës elektrike për të rregulluar vëllimin e zërit, timbrin etj. (zakonisht në aparatet radiomarrëse, në televizorë etj.). *Pjesëtues tensioni.*
PJESËTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të ndahet në pjesë, që mund të pjesëtohet, i ndashëm.
2J *si em.* ~ËM, ~MI (i) *m. sh.* ~ËM, ~MIT *(të) mat.* Numri që ndahet në pjesë të barabarta me një numër tjetër, numri që pjesëtohet. *I pjesëtueshmi dhe pjesëtuesi.*
PJESËTUESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i pjesëtueshëm, vetia e diçkaje që mund të pjesëtohet. *Pje-sëtueshmëria e numrave.*
PJESËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog.* e PJESË,
2. Cope a pjesë shumë e vogël, që mezi dallohet ose që nuk mund të shihet me sy; grimcë; thërrmijë. *Pjesëzat e ajrit.*
3. *gjuh.* Pjesë e pandryshueshme e ligjëratës, që shërben për të shprehur qëndrimin e folësit ndaj asaj që thuhet, duke i dhënë një fjale a tërë fjalisë një ngjy-rim plotësues ose për të shprehur Uoje të ndryshme të lidhjeve gramatikore (p.sh. ja, jo, nuk, pa, pikë-risht, po, sidoraos, mbase etj.). *Pjesëzat dëftuese (për-caktuese, kufizuese, përforcuese, modale, pohuese, mohuese, krahasuese, pyetëse, dyshuese, veçuese). Klasifikimi i pjesëzave.*
PJESOR,~-E *mb. libr.* 1. *shift* PJESSHËM (i),

~ME (e) i. *Të dhëna pjesore. Kërkime pjesore. Për-kime pjesore. Dëmtim pjesor. Rrethim pjesor. usht.*
2. Që ka të bëjë me pjesën e dikujt, i pjesës së vet. *E drejta pjesore mbi pronësinë (mbi një trashëgim).*
3. *gjuh.* Prejpjesor. *Mbiemër pjesor.*
PJESORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* 1. Një nga trajtat e pashtjelluara të foljes, që nga ana kup-timore e gramatikore ka edhe kr-rakteristikat e mbiemrit dhe që merr pjesë në formimin e trajtave të kohëve të përbëra të foljeve. *Pjesore e shkuar (e tashme). Pjesore pësore (veprore). Formimi i pjesores. Përdorimi* i *pjesores.*
*2. vjet. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Mënyra pjesore.*
PJESSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka të bëjë vetëm me një pjesë a me një anë të diçkaje, jo i plotë; që përbën një pjesë të një të tëre; që bëhet vetëm në një pjesë të diçkaje, i kufizuar; që ka të bëjë me një njeri, me një kolektiv dhe jo më të gjithë njerëzit a me gjithë shoqërinë, që nuk është karakteristik për të gjithë a për gjithçka, i veçantë, jo i përgjithshëm. *Tregues të pjesshëm. Rregullim (përpunim) i pjesshëm. Ndryshime të pjesshme. Zgjidhje e pjesshme. Plehërim i pjesshëm. Frenim i pjesshëm. psikol. Prova të pjesshme. Përvojë e pjesshme. Zëvendësime të pjesshme. Kërkesa (nevoja) të pjesshme. Interesa të pjesshme.*
2. *si em.f~ME,* ~MJA (e) *filoz.* Secili nga sendet ose elementet, secila nga anët ose dukuritë që përbëjnë një të tërë të pandarë; pjesë; e veçantë. *Nga epjesshmja tek e përgjithshmja.*
PJESHKË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dm frutor, me degë të hapura, me gjethe të zgjatura, të dhëmbë-zuara e pa bisht, me lule ngjyrë trëndafili, që bën kokrra Ië mëdha, të rrumbullakëta, mishtake, me lëkurë të butë e të mbuluar me push të imët dhe me një bër-thamë në mes; kokrra e kësaj peme, që, kur piqet, merr ngjyrë të verdhë si në të kuqe e ka shumë lëng. *Pjeshkë çahje (shklese)* lloj pjeshke, së cilës i hiqet lehtë bërthama. *Pjeshkë mishje* lloj pjeshke, së cilës i ndahet me vështirësi bërthama nga tuli. *Lulet • e pjeshkës. Bërthamë pjeshke. Ngjyrë pjeshke* ngjyrë e verdhë në të kuqe. *Reçel (komposto) pjeshkësh. Krimbi i pjeshkës. zool. Vemja e pjeshkës. zool. Morri i pjeshkës. zool. Çeli pjeshka.*
PJETEM *vetv.,* ~A(u), ~UR *krahin.* Rrënxohem, dëkohem.
PLAÇ *pasth. thjeshtligj.* Përdoret me vete me vlerën e një fjalie ose bashkë me fjalë të tjera, kur shajmë a kur mallkojmë dike, me kuptimin “vdeksh!, ngordhsh!”. *Plaç të preftë! Plaç në vend! Plaçl — tha me zemërim.*
• Nuk i tha një here goja plaç! *shih te* GOJË,~A.PLAÇKATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri i dhënë shumë pas plaçkave, ai që e ka mendjen gjith-një te plaçkat.
2. Plaçkitës. *Bejlerët qenë të gjilhë plaçkatarë.*
PLAÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. edhe *përmb.* Te-rësia e sendeve dhe e orendive shtëpiake, pasuri e mall që ka dikush në shtëpi; *zakon. sh.* rrobat e sen-det e tjera vetjake, që merr me vete dikush kur udhëton ose kur largohet nga sbtëpia, tesha. *Vuri (bëri, mblodhi) shumë plaçkë. Kishle plaçkë të madhe. Plaçkat e shtë-pisë. Plaçkat e udhëtimit. Plaçkat e nuses. Një valixhe (një bohçe) me plaçka. Mblodhi plaçkat. Mori pak plaçka me vete. Ngarkoi (sollij plaçkat.*
2. *kryes. nj. bised.* Cope stofi, cphe etj., që për-doret për të bërë veshje; veshje prej stofi a prej pël-hure. *Plaçkë e mirë (e forte).*
3. Çdo send që i rrëmbehet a i merret me dhunë dikujt; armë e sende të tjera që i kapen armikut në luftë; pre. *Plaçka e luftës. Benin plaçkë* vidhnin, plaç-kitnin, bënin pre. *Zunë shumë plaçkë. Ranë në plaçkë. Ndanë plaçkën.*
4. *fig. bised. mospërf.* Njeri; gjë (kur nuk duam t'i themi emrin). *Plaçkë e mirë (e keqe).*
5. Diçka fare e imët, ashkël e vogël, grimcë, lë-mishte etj. *hyri një plaçkë në sy. Ra një plaçkë në gjellë.*
6. *bised.* Çdo lloj bari i keq që del e rritet midis bimëve të mbjella, barishte e keqe; ferra e driza ndër-mjet drurëve të pyllit. *Paska shumë plaçkë misri. Qëruan plaçkën që të rriteshin lisat.*
7. *vet. sh. bised.* Rropullitë, të përbrendshmet. *Plaçkat e barkut.*
• Nj gjel plaçka *shih te* GJEL,~I. Ptaçk5 tregu *keq.* diçka që sipas disave mund të shitet e të blihet në çdo kohë, mund të kalojë nga një dorë tek tjetra pa pyetur të zotin. Me plaçkë e me laçkë më të gjitha ç'ka, me çdo gjë, me tesha e me kotesha. I dridheshin plaçkat e barkut *shih te* BARK,~U. Ishte me plaçka në shkop a) ishte shumë i varfër, pa shtëpi e katandi; b) endej sa në një vend në tjetrin. I mblodhi (i ngriti, i ngarkoi) plaçkat *iron,* u shpërngul dhe shkoi në një vend tjetër; u largua.
PLAÇKIT *leal.,* ~A, ~UR. I marr dikujt me dhunë diçka, e grabit; bëj plaçkë, vjedh. *Shkelësit plaçkitën shtëpitë (fshatin, qytetin). Na plaçkitën ballistët.*
PLAÇKlTEM. *Pës. e* PLAÇKIT.
PLAÇKITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që i merr dikujt diçka me dhunë, grabitës; vjedhës. *Një grup plaçkitësish fashistë.*
PLAÇKITËS,~E *mb.* Që bëhet për të rrëmbyer diçka a për të grabitur të tjerët. *Luftë plaçkitëse.*
PLAÇKITJË,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve *\ër* foljeve PLAÇKIT, PLAÇKITEM.
PLAÇKURINA,~T . *vet. sh.* 1. Plaçka të vjetra e pa vlerë; plaçka të ndryshme. *Shiste plaçkurina.*
2. *fig. përçm.* Diçka e vjetruar, pa vlerë a pa rën-dësi.
PLAF,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Lloj velenxe e trashë dhe sipër me thekë, që përdoret për shtrojë a mbulojë; çdo lloj shtrese a mbulese e trashë; cull, shkorsë. *Plaf i dhirtë. Shtroi plafin. E mbështolli me plaf. Fjeii në plaf.*
2. *fig.* Shtresë e trashë c diçkaje; mbulesë. *Plafi i barit. Një plaf i bardhë bore.*
• E kishte plafin të madh *dikush iron,* kishte shumë miq, kishte rreth të gjerë që e ndihmonin dhe e mbronin kur bënte gabime a të këqija. E mbuloi me plaf *diçka* e fshehu nga të tjerët diçka të keqe; e kaloi pa e parë të tjerët. Rri (punon) si nën plaf rri i fshehur, punon në mënyrë të fshehtë, nën rrogoz. Shtriji (zgjati) këmbët sa ke plafin (jorganin, shtratin) *fj. u. shih te* JORGAN,~I.
PLAF *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Mbuloj. *Plafi fytyrën.*
PLAGË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vend i çarë, i prerë a i shpuar në trup me plumb, me thikë ëse me ndonjë send tjetër; vend i vrarë nga një goditje e forte; vend i operuar që nuk është mbyllur ende; vend i infektuar a i qelbëzuar. *Plage e rëndë fe lehtë). Plage e hapur fe gjallë)* plage që nuk është mbyllur. *Plage e mbyllur fe përtharë). Plage plumbi fbajonete. thike, brisku). Buzët e plages. Shenjë plage. Ka marrë ca plage. E bëri me plage. Lidh (mjekoj) plagën. Pas-troj (laj, ndërroj) plagën. U shërua (u mbyll,*

*vuri kore) plaga. I rrjedh plaga. iu acarua plaga. Mblodhi fqelb) plaga. I dhemb plaga. Plaga shërohet, po fjala e hidhur s-'harrohel. fj. u.*
2. E prerë a e çarë në trungun e një bime; vendi i dëmtuar në një bimë, që shkaktohet nga goditja me diçka të forte. *Plagët e trungut fe rrënjës). Iu mbyll plaga qershisë.*
3. *fig.* Dhemb je e madhe shpirtërore, brengë; diçka që të lëndon zemren, të pikëllon a të shkakton vuajtje; vuajtje e thellë. *Plage e vjetër. la hapi fia lëndoi, ia ngacmoi, ia trazoi, ia cingërisi) plagën dikujt. Iu mbyll plaga. Me ka mbetur plage. Ia la plage në zemër. E preku në plage.*
*4. fig.* Diçka e keqe, nga e cila vuan tërë shoqëria, e keqe shoqërore që zgjat e mezi zhduket. *Plage sho-qërore. Plafi shekullore fe pashërueshme). Plaga e analfabetiznift fe papunësisë, e kurbetit). Plagët e ka-pitalizmit fe feQizionizmit). Zhdukin plagët e së ka-luarës së hidhur.*
5. *përd. mb.* 1 plagosur, me plage; si plage. *E ka kurrizin plage. I kishte këmbët plage, la bëri trupin plage.*
III be zemra (shpirti) plage (cope) *shih te* COPË, ~A. E kam zemrën plagi karri pësuar një tronditje të thellë shpirtërore nga diçka që me bën të vuaj, jam shumë i brengosur e i pikelluar. E kam plage (pike, peng) në zemër *diçka shih te* ZEMËR,~RA. M'u be plage në sy *d i ç k a* nuk mund ta shikoj dot, nuk e duroj dot, e kam hale në sy. Lëpijnë plagët (çibanët) e njëri-tjetrit *keq. shih te* LËPIJ. E ka mbledhur si plaga qelbin *shih te* QELB,~I. Vë gishtin (dorën) në plage a) prek pikën me delikate të një çështjeje, zbu-loj gjënë me shqetësuese; b) gjej pikërisht atë që e mundon dike. Ka zënë (ka vënë) kore (dregëz) plaga *shih te* KORE,~JA i. P I a g a e l i g ë *veter.* plasja e gjësë së gjallë. Tërfil plages h *bot.* lulcleshe.
PLAGËPAMBYLLUR *mb.* 1. edhe *fig;* Që nuk i është mbyllur ende plaga, që e ka plagën të hapur e të pashëruar; si *mallk.* që mos iu mbylltë plaga kurrë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PLAGOHEM *vetr.* Plagosem. *U plagua në luftë.*
PLAGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Plagos. £ *plaguan në këmbë.*
PLAGOMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. I. Plage që nukka shenja të jashtme. *Ka një plagomë në krah.* 2. *fig.* Dhembje a brengë e thellë dhe e fshehtë.
PLAGOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. I bëj plage dikujt në një pjesë të trupit me plumb, me thikë a me një send tjetër, i shkaktoj një plage. *Plagosi disa veta. Plagosi kalin. E plagosi në krah (në këmbë). E plagosi me pushkë (me bajonetë, me gur). E plagosën rëndë (lehtë, për vdekje). E plagosi pa dashur.*
2. I shkaktoj një bime një të çarë; e godas me diçka të forte dhe e dëmtoj. *Plagosi fidanin. Plagosi rrënjën (trungun).*
3. *fig.* I shkaktoj dikujt një dhembje të madhe shpirtërore, e lëndoj në shpirt, e pikëlloj, e brengos; e prek rëndë. *plagosi zemrën. I plagosi sedrën.*
PLAGOSEM *vetv.* 1. Marr plage në një pjesë të trupit, be'hem me plage. *U plagos në dorë (në shpatull, në'këmbë). U plagos pak (lehtë, rëndë).*
2. *vet. veta III.* Pëson një të çarë ose dëmtohet nga një goditje (për bimët).
3. *fig.* Pësoj një tronditje të madhe shpirtërore, lëndohem në shpirt, pikëllohem, brengosem; prekem rëndë. *U plagos në zemër.*
4. *Pës. e* PLAGOS 1,2.
PLAGOS JE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve PLAGOS, PLAGOSEM. *Plagosje me dashje (pa dashje).*
PLAGOSUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që ka marrë plage në trup, ai që është plagosur. *Një grup të plagosurish. Trajtimi (mjekimi) i të plagosur ve. Pati disa të vrarë e të plagosur.*
PLAGOSUR (i,e) *mb.* 1. Që ka marrë plage në trup, që është plagosur. *Ushtarët e plagosur. Këmba e plagosur.*
2. Që i është shkaktuar ndonjë e çarë ose është dëmtuar nga një goditje (për bimët). *Pemë të pla-gosura.*
3. *fig.* Që ka pësuar një fatkeqësi të madhe dhe vuan shumë shpirtërisht, që është lënduar në shpirt, i pi-këlluar, i brengosur; i prekur rëndë. *Nënë e plagosur. Me zemër (me shpirt) të plagosur* shumë i brengosur; i lënduar rëndë.
PLAGJIAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që bën plagjiaturë, ai që merret me plagjiaturë.
PLAGJIATURË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* Para-qitja nga dikush e një vëpre të një tjetri ose e një pjese të saj sikur të ishte e vetja; vjedhje letrare, muzikore etj. që bëhet duke marrë pjesë nga vepra e dikujt tjetër pa treguar burimin; vepra a pjesa e vjedhur nga një; tjetër në këtë mënyrë. *Bënte plagjiaturë. E kritikuan për plagjiaturë.*
PLAK,~U *m. sh.* PLEQ, PLEQTË. 1. Burrë i vjetër në moshë. *Plak I moçëm (i lashtë)* plak shumë i vjetër. *Pak i mençur (me mend). Pleq e të rinj* të gjithë, i madh e i vogël. *Azili i pleave (shtëpia e pleq-ve)l Grupi (kori) i pleqye. Fjalë pleqsh* fjalë e urtë. *Ecën (rri, flet) si plak. la dëgjon fjalën plakut. U bëftë plak! ur.* (kur lind një djalë).
2. *bised,* Burrë në moshë, të madhe, që është baba, kryetar familjeje etj. *Plaku im. Plaku i shtëpisë. U kthye plaku. Si ta quajnë plakun? Si e ke plakun?*
3. *bised. etnogr.* Burrë i vjetër në moshë, që thirrej si gjykatës për të zgjidhur një mosmarrëveshje ndër-mjet dy a me shumë vetave. *Doli plak. E vunë plak dike. Hyri plak dik u. Mos u bëj plak në shtëpinë e botës! fj. u.* mos ndërhy në punët e të tjerëve. *Hem të vë plak, hem të rruan mjekrën. fj. u.* edhe të ngarkon vetë për njëpunë, edhe nuk të dëgjon, nuk të pyet ose nuk të përfill fare.
4. *hist.* Burrë, zakonisht kamës, që zgjidhte ngatë-rresat ndërmjet njerëzve, që vendoste për punët e fsha-tit etj. *Plaku i katundit* kryeplaku i fshatit. *Pleqtë e fshatit* anëtarët e pleqësisë së fshatit. *Ranë ndër pleq* e shtruan çështjen në pleqësinë e fshatit.
5. *bised.* Dordolec që vihet në mes të kopshtit për të trembur zogjtë. *Plaku i kopshtit. Është bërë si plak bostani* është shëmtuar.
6. *bot.* Madërgonë.
7. *letr.* Mbret, prift.
Pleqtë e jetës (plakat e jetës) *shih te* JETË,~A. Plak i mykës (plak në mykë) *shih te* MYKË,~A. I shkoi (i vajti) për plak *dikujt* i shkoi për t'i kër-kuar një mendim të pjekur që të zgjidhë mirë e drejt një çështje. Ka plak (zot) ahuri *shih tek* AHUR,~I. Djemtë (fëmijët) hanë kumbulla (thana), pleqve u mpi-hen dhëmbët *iron, shih te* MPIHEM. P I a k 11 i Vitit t ë R i qenie përrallore, që përfytyrohet si një plak me mjekër të bardhë, i cili u sjell fëmijëve dhurata natën e Vitit të Ri; ai që luan rolin e kësaj qenieje me rastin e festës së Vitit të Ri.
PLAK,~Ë *mb.* 1. I vjetër në moshë, i kaluar nga mosha; i vjetër, i moshuar. *Burrë plak. Grua plakë. Beqar plak.*

*Qen (ujk) plak. Kale (ka) plak. Dhelpër plakë* edhe *fig. Ujk plak (i Vjetër)* edhe *fig. Duket plak. Është me plak se i vëllai.*
*2. bised.* Që ka mbirë a është mbjellë prej shumë kohësh, që jeton prej shumë kohësh, i moçëm; i vjetër; që i ka kaluar koha, jo i njomë, i fishkur (për perimet). *Rrap (Us) plak. PyII plak. Bamje plaka. Fjalë plaka.*
3. *fig.* Që di shumë, që ka përvojë të madhe nga jeta; që di e ka pëfvojë me shumë se të tjerët, i vjetër. *Bariu plak. Çeta plakë.*
PLAK *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj plak; e bëj të duket i shkuar në moshë; vjetroj, mplak. *E plakën hallet e vuajtjet.*
2. *bised.* Kaloj, ngrys (kohën). *Plak kohën (ditët). Plaku nja dy ore me të.*
3. *fig. bised.* E vonoj, e bëj të presë dhe e mërzit shumë dike. *Ec, se na plake! Ai të plak duke folur.*
PLAKAREC,~E *mb. mospërf.* 1. Që duket mjaft i plakur, që është fishkur e është rrudhur nga pleqëria. *Burrë plakarec. Grua plakarece.*
2. Që i ka kaluar koha, që nuk është me i njomë, i fishkur; bajat (zakonisht për perimet). *Trangull plakarec.*
3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Plak me trup të imët, i fishkur e i shëmtuar nga pleqëria.
PLAKAROQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mospërf.* 1. Plakarec. 2. *Perd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
PLAKARUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Plak i gjallë e i kendshëm. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.PLAKEM *velv.* 1. Bëhem plak; marr pamjen e një njeriu të shkuar në moshë; vjetrohem, mplakem. *S'plaket ai njeri. U plak shpejt (para kohe). Sa qenka plakur! Mos uplaksh kurrë! Uplakshi e u trashigofshi! ur. U plak me një pale mend, mospërf.*
*2. vet. veta III bised.* K,alon, ngryset (për kohën). *Nuk plake] koha. Nuk plake shin ditët.*
3. *fig.* Jetoj, kaloj shumë vjet a një kohë të gjatë bashkë me dike; fitoj një përvojë të madhe duke bërë të njëjtën punë a duke punuar në një vend për një kohë të gjatë. *U plakën me njëri-tjetrin. Jam plakur me atë punë. U plak në zanat.*
4. *fig.* Vonohem duke pritur dike dhe mërzitem ghumë. *U plakëm duke p'ritur.*
PLAKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *Fem. e* PLAK,
~U i,2. *Plakë e mençur. Plakë e forte. Plakat dhe nuset. Plaka ime. I thirri plakës. Na ishte njëherë një plak dhe një plakë... kr. pop.*
2. *zakon. sh. mit.* Tri ditë të ftohta në fund të marsit a në fillim të prillit, që, sipas besëtytnive, )idhen me një përfytyrim popullor për një plakë, e cila, duke kujtuar se kishte ikur dimri, shau marsin dhe për këtë ai e ngriu në vend; shkundadimër. *Ikën plakat.*
*k* Plakat e jetës (pleqtë e jetës) *shih te* JETË,~A. Si plaka në mes dy bukësh në gjendje tepër të vështirë, në një gjendje të tillë që s'di nga t'ia mbajë, shumë ngushtë. Bar p I a k a s h *bot.* lulevjeshtë.
PLAKJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve PLAK, PLAKEM. *Plakje e para-kohshne (para kohë). Plakja e njeriut.*
PLAKUR (i,e) *mb.* I shkuar në moshë, që është plakur; që ka qenë a ka jetuar prej shumë kohësh, i moçëm; i vjetër. *Burrë i plakur. Qen i plakur. Dru i plakur.*
PLAKUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *Përk.* e PLAK, ~U ɪ,2. *Plakushi im. Doli me plakushin.*
PLAN,~I i *m.sh.* ~>E, ~ET. 1. Lloj vizatimi që paraqet me anë vijash e shenjashtë posaçme dhe në një shkallë shumë të zvogëluar një sipërfaqe të vogël toke, hartë e shkallëzuar; vizatim që paraqet në për-masa zakonisht të zvogëluara pamjen nga një anë ose prerjen sipas një rrafshi të një sendi, të një ndërtese, të një pajisjeje etj., që do të ndërtohet a do të pro-dhohet; skicë. *Plan topografik. Plani i qytetit. Plani i ndërtesës. Plani i bibliotekës. Plani i vendit. Shkalla e planit. Zbatoj planin.*
*2.* Tërësi masash të menduara e të caktuara që me pare, që parashikojnë ecurinë a mënyrën e zhvillimit të një pune a veprimtarie, vëllimin e afatet e saj etj. *Plani i punës. Plani i mbjelljeve (i ndërtimeve). Plani i punës edukative. Plani i stërvitjes. Punë me (pa) plan. Punojnë (ecin) me plan. Bën plane në hava. keq., bised.*
3. *ek.* Tërësia e detyrave, e treguesve dhe e mjeteve për plotësimin e tyre, që përcaktohen a përllogariten q^ë më parë për zhvillimin e harmonishëm e përpjesë-timor të ekonomisë e të kulturës gjatë një periudhe të caktuar në shoqërinë socialiste; dokumenti ku janë shënuar këto detyra e masa. *Plani vjetor (tre-mujor, mujor). Plani perspektiv* plani për disa vjet në të ardhmen. *Plani i parë (i dytë,... i gjashtë) pesë-vjeçar. Plan ekonomik (financiar). Plan shtetëror. Plan shkencor. Plan real (mobilizues, i guximshëm). Plani i shtetit. Plani i prodhimit (i shpërndarjes). Tre-*
*guesit e planit. Dega (zyra) e planit. Komisioni i Planit të Shtetit. Hartimi i planit. Ekonomi pa plan. Shtroj (diskutoj) një plan. Miratoj planin. E plotësuan (e tej-kaluan) planin. E mbyllën planin. Prodhojnë mbi planin.*
4. Përmbledhje paraprake e një mësimi, e një stu-dimi etj., e cila përmban pikat ose vijat kryesore, ecurinë e shtjellimit a të hartimit etj.; skicë. *Plani i ores së mësimit. Plani i hartimit. Plani i copes së leximit. Pikat e planit. Bëj planin.*
5. *fig.* Qëllimi a synimi që duam të arrijmë dhe që e parashikojmë që me pare. *Plan i guximshëm. Planet mashtruese (grabitqare, djallëzore) të armikut. Plane të errëta. Thuri (kurdisi) plane të reja. la prishën planet. S'i doli plant.*
6. Fusha e veprimtarisë ose lëmi i shfaqjes së diç-kaje; mënyra e shqyrtimit të diçkaje, drejtimi a këndi më të cilin e shohim; rrafsh (zakonisht në tog me paraf jalën në). *Në planin ekonomik (politik, ideologjik, teorik, moral, shoqëror). Në plan të brendshëm (të jashtëm). Në planin kombëtar (ndërkombëtar, botëror). Në planin kohor (historik). Del në dy plane.*
7. Vendndodhja e një sendi a e një objekti lidhur me largësinë e tij nga shikuesi. *Vinte me prapa, në plan të dytë. Janë në një plan.*
8. *fig.* Vendi që zë dikush a diçka sipas rëndësisë që ka *(kryes.* me një numëror rreshtor). *E nxori në plan të pare. E vuri në plan të dytë. Kalon në plan të jundit.*
9. *gjeom.* Rrafsh. *Plan i pjerrët (pingul, horizontal). Plane paralele. Plani i meridianit. Plani i ekuatorit. Drejtëzat e një plani.*
*it* Kam në plan mendoj, kam parashikuar. Kam vënë në plan kam ndërmend, mendoj, synoj. I vë në një plan *libr.* i quaj njësoj, i barazoj dy a me shumë njerëz, sende etj.
PLAN,~I a *m. sh.* ~A, ~AT. Zdrukth i madh që përdoret për të rrafshuar faqen e parë të dërrases, zdrukth për drejtim. *Sheshoj me plan.*

PLAN-DETYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Plani i një ndërmarrjeje, i një uzine etj. ose i një punonjësi sipas detyrës që i është ngarkuar, kur nuk ka norm a pune të përcaktuara. *Plan-detyra vjetore. Hartoj (plo-tësoj) plan-detyrën. Rrit plan-detyrën. Punoj me plan-detyrë.*
PLANDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahtn.* Vresht.
PLANDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Peshë e rëndë.
2. *përd. mb.* I rëndë. *Barrë plunder. Shqyt plunder.*
PLANDOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. E përplas me force dike a një gjë përtokë ose pas diçkaje të forte, e plas; rrëzoj (zakonisht kur është diçka e rëndë). *E plandosi përdhe.*
*2. jokal. vet. veta III fig.* Vjen menjëherë e në më-nyrë të plotë; bie, pllakos. *Plandosi nata (errësira).*
PLANDOSEM *vetv. bised.* 1. Përplasem me force për tokë a pas diçkaje të forte; bie me force, bie si plëndës; rrëzohem (zakonisht për diçka të rëndë). *U plandos përtokë (në dysheme, në shtrat).*
*2. vet. veta III fig.* Vjen menjëherë e në mënyrë të plotë; bie, pllakos. *U plandos një mjegull e dendur. V plandos një heshtje e rëndë. In plandos një dëshpërim në zemër.*
3. *Pës. e* PLANDOS.PLANET,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *astr.* Trup qiellor, që rrotullohet rreth Diellit dhe merr prej tij dritën e ngrohtësinë. *Planetët e mëdhenj (e vegjël). Planeti ynë* Toka. *Planetët e brendshëtn* planetët që ndodhen ndërmjet Diellit dhe Tokës. *Nëntë planetët e sistemit diellor.*
PLANETAR,~E *mb.* 1. *astr.* Që ka të bëjë me planetët; që u përket planetëve, i planetëve. *Sistemi pla-rietar. Orbitë planet are. Vit plane tar. Teoria planetare. Në shkallë planetare.*
2. *libr.* Që ka t raj ten e një planeti.
PLANË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Tokë e ulët, që vjen si grope e mban ujë; tokë jo e pjerrët.
PLANE *ndajf.* 1. Në trajtën e një grope, si grope; jo pjerrët. *E ka bërë murin (çatinë) plane. Vendi vjen pak plane.*
*2.* Amull, pa lëvizur. *Rri ujët plane.*
PLANËZIM,~I *in. sh.* ~E, ~ET. Planifikim. *PJanëzimi i stërvitjes (i luftimit). usht.*
PLANËZOHET *pës.* Planifikohet.
PLANËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Planifikoj.
2. *usht.* Bëj planin e hollësishëm të veprimeve të ndryshme të reparteve a të njësive për të kryer si duhet detyrën luftarake në mësymje ose në mbrojtje.
PLANIFIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PLANIFIKOJ, PLANIFI-KOHEM. *Planifikimi i ekonomisë popullore. Planifikimi ilpunimeve. Organet e planifikimlt.*
*2.* Organizimi i punës që bëhet sipas një plant të caktuar, plan. *Planifikim i drejtë (shkencor). Planifikimi ynë socialist. Planifikimi ekonomik (financiar). Per-mirësojnë planifikimin. Sipas planifikimit.*
PLANIFIKOHEM. *Pës. e* PLANIFIKOJ.
PLANIFIKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj me
kohë planin e masave që duhen marrë, duke përcak-tuar edhe afatet për një punë, për një veprimtari etj., organizoj punën sipas një plani. *Planifikuan ndërtimin e shkollave. Planifikojnë prodhimet. I kanë planifikuar korrjet në qershor. E kanë planifikuar punën në mënyrë shkencore.*
2. *ek.* Përcaktoj në plan detyrat, treguesit dhe mjetet e nevojshme për zhvillimin e harmonishëm e përpjesëtimor të ekonomisë e të kulturës në shoqërinë socialiste; e fut në plan një punë a një detyrë, e për-fshij në plan. *Planifikojmë zhvillimin e ekonomisë e të kulturës socialiste.*
*3. bised.* Kam ndër mend të Bëj diçka, synoj, vë në plan. *Nuk e kishte planifikuar atë vizitë.*
PLANIFIKUAR (i,e) *mb.* Që zhvillohet sipas një plani të caktuar; që është parashikuar në plan, që për-fshihet në plan. *Ekonomi e planifikuar. Zhvillimi planifikuar. Detyrë e planifikuar. Në mënyrë të planifikuar.*
PLANIFIKUES,~E *mb.* Që merret me planifikimin, që bin planet e zhvillimit të ekonomisë e të kulturës socialiste, që planifikon. *Organet planifikuese. Punë (veprimtari) planifikuese.*
PLANIMETRf,~A . 1. *gjeom.* Degë e gjeometrisë elementare, që studion figurat, të cilat i kanë të gjitha pjesët e tyre të vendosura në një rrafsh, gjeometri rrafshore.
2. edhe *sh.* ~, ~TË *ndërt. shift* PLAN,~I i. *Pla-nimetria e një ndërtese (e shkollës, e shtëpisë). Pla-nintetria e rrugës. Planimetria e fshatit (e qytetit). Sipas 'planimetrisë. Bëj planimetrinë.*
PLANOHET. *Pës. e* PLANOJ.
PLANOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. I bie me plan një dërrase dhe e rrafshoj; e bëj të sheshtë diçka, e sheshoj, e rrafshoj. *Planoj dërrasat.*
PLANOS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* 1. Beng, fikës.
2. Shpend i vogël (turtull, thëllëzë etj.), që e vënë
në kafaz për të ndjellë e për të kapur shpendë të tjerë.
PLANSHET,~I *m. sh.* ~E, ~>ET *gjeod., usht.* 1. Çantë katërkëndëshe me kapak të tejdukshëm, që përdoret për të mbajtur hartat gjatë punës fushore.
2. Dërrasë a pllakë, mbi të cilën vendoset një letër vizatimi e posacme ose harta, ku hidhen matjet gjeo-dezike e rilevimet topografike; fleta e hartës që për-mban matjet dhe rilevimet topografike, sistemin e mbrojtjes kundërajrore etj. *Plansheti i zjarrit. usht. Hedhin të dhënat në planshet. Bëjnë matje mbi plan-she t.*
PLANTACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ekonomi e madhe bujqësore kapitaliste, ku mbillen e rriten bimë të veçanta (si kafe, çaj, pambuk, banane etj.). *Plantacion kafeje (çaji, bananesh). Pronarët e planta-cioneve.*
2. Tokë e gjerë, që është mbjellë me një bimë të veçantë bujqësore. *Plantacion mollësh (kumbullash, vreshtash, agrumesh). Plantacion orizi.*
PLANTË (i,e) *mb.* 1. I përfushtë, i sheshtë; pak i pjerrët. *Tokë e plantë.* 2. *fig.* I ngadalshëm, i plogët; i qetë.
PLAPURlTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *krahin.* Për-pëlitem.
PLAS *jokal.* dhe *kal.,* ~A, ~UR. Pëlcas. *Plasm minat. Plasi topi (goma). Plasigota. Plasi muri (tavani). Plasi lufta (kryengritja). la plasi vajit (gazit). Pla-sën grindjet. Plasi ta shihte. Plasi nga mërzitja. Plasi nga inati. Plasi nga vapa. MJaft me, se na plase! Plasi dukeqarëfëmija. Plasënpërujë. Eplasipërdhediçka.*
*k* Me plasi baza u sfilita, u lodha shumë, u mundova shumë; me erdhi në majë të hundës. I plasi në duar (në dorë) *diçka shih te* DORË,~A. Plasi dreqi mbaruan me së fundi pengesat, ngatërresat e të këqijat. I plasi në kokë *dikujt* a) i hipi në kokë, iu tek pa-pritur; b) i ra në kokë, e gjeti papritur (një e keqe). Me plaçin sytë! përdoret si betim kur duam ta sigurojmë dike se themi të vërtetën. Të plaçin sytë! *mallk.* ku e ke mendjen, që po e shkel diçka ose që po e bën keq a po e dëmton?! la plasi ndër sy *dikujt* ia tha troç e me guxim, ia përplasi në fytyrë. Me

plasi (me hëngri) shpirtin me mërziti shumë, me dëshpëroi shumë; me mundoi shumë. Me plasi tëmblin *dikush a diçka* me mundoi shumë, me lodhi, me sfiliti; me plasi shpirtin. Me plasën tëmthat me dhemb koka shumë; u lodha shumë duke bërë punë mendore; kam punuar tej masës. I plasën (i dolën) trutë *shih tek* TRU,~RI. I plasi (i shpërtheu) mina ndër duar *shih te* MINË,'~A. la plasi zemrën e mundoi dhe e mërziti shumë, e bëri të humbiste durimin; ia hëngri shpirtin. Nuk vdiq, po plasi (pëlciti) *shih te* PËLCAS. Duro zemër e mos plas! *shih te* DUROJ. I ka plasur cipa(peta) e ballit *ke<j. shih te* CIPË,~A. I ka plasur daman (delli) i ballit (i marres) *keg. shih te.* DAMAR,~I. Plasi Muçoja për dyfek *tall, shih te* DYFEK,~U. Shih me sy e plas me zemër (shih me sy e s'është për ty) *shih te* SY,~RI.

PLASARIT *kal.,* ~A, ~UR. E bëj diçka të marrë të çara të vogla, e bëj me plasa, e plas pak; kris. *Të ftoh(ët ia plasariti duart. Gëlqerja ta plasarit lëkurën. I plasariti muret tërmeti.*

PLASARITET *vetv.* Merr të çara të vogla, bëhet me plasa, plas pak, merr të krisur. *Iu plasarit lëkwra. V plasarit muri. U plasarit gota. Është plasaritur toka (shkëmbi) nga të nxehtët etj.*

PLASARlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PLASARIT, PLASARITET. *Plasaritja e duarve (e lëkurës). Plasaritja e tokës.*

2. Vend i plasaritur, pjesë e çarë a e krisur në diçka; plasë e vogël. *Plot më të çara e plasaritje. Men pla-saritje* plasaritet. *Ka disa plasaritje. I mbushëfi (i zunë) plasarit jet.*

PLASARITUR (i,e) *mb.* Që ka marrë të çara të vogla, që është bërë me plasa, që ka plasur pak; që ka marrë të krisur, i krisur. *Me lëkurë të plasaritur. Me buzë të plasaritura. Me duar (me këmbë) të pla-saritura. Tokë e plasaritur. Filxhan (pjatë) e plasaritur. Lëvore e plasaritur. Trung i plasaritur.*

PLASDARM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *usht.* Zone e përgatitur par të vendosur trupa ushtarake e për të kryer mësymje kundër armikut; vend që mund të shërbejë si pikënisje për të sulmuar një vend tjetër. *Plasdarm i fortifikuar. Plasdarm i Paktit të Atlantikut (i Traktatit të Varshavës).*

2. *fig. libr.* Pikënisje a pikëmbështetje për një veprim a veprimtari të caktuar, për shtjellimin e një teorie, për përhapjen e një ideologjie etj. *Është bërë plasdarm i revizionizmit.*

PLASET. *Pës. e* PLAS.

PLASË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. E çarë e vogël, vend i çarë a i plasur në diçka, e krisur. *Plasat e derës. Plasat e pjeprit. Plasë në dërrasë. Plasë në shkëmb. Me duar tërë plasa. Doli nga plasa. Vështronte nga plasat.*

2. *fig.* E metë e vogël, që mund të ndreqet. *Është hapur një plasë. Mbyll një plasë.*

• Është bërë për në plasë të derës është dobësuar shumë nga shëndeti, është tretur fare, është bërë kockë e lëkurë.

PLASËS,~E *mb.* Që ka vetinë të shpërthejë, që pëlcet; që përdoret për të bërë plasjen e diçka je; shpër-thyes. *Lëndë plasëse* lëndë si baruti, dinamiti etj. *Bombë plasëse. Shpime plasëse. min. Ka veti plasëse.*

PLASJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PLAS, PLASET. *Plasja e murit. Plasja e minave (e granatave). Plasja e lëkurës. Plasja e luftës (e kryengritjes). Bombë me plasje të ngadal-shme (të vonuar).*

2. Forca shkatërruese dhe zhurma e një lënde plasëse, e një bombe etj. kur shpërthen; shkatërrimi i diçka je me anë të ndonjë lënde të veçantë plasëse; shpërthim. *Plasje shurdhuese. Plasje bërthamore. U dëgjuan ca plasje.*

3. E çarë e vogël në diçka, plasë. *Plasje kocke. Ka një plasje.*

4. *veter., mjek.* Sëmundje e rëndë ngjitëse, që zë kafshët shtëpiake (sidomos barngrënëset) e njerëzit, që shkaktohet nga një bacil dhe shfaqet zakonisht me një puçërr të zezë me qelb, me shumë zjarrmi, me shkumë nga goja e me skuqje të cipave të syve; dala e gjësë. *Plasja e bagëtive. Vaksina kundër plasjes. Plasja e preftë! mallk. I rente plasja! mallk.*

• *Ç'i* këUet plasjen (flamen)! *shih te* KËLLAS. Me vinte plasja me vinte shumë inat, me vinte të pël-cas. Bar plasjcje *bot. shih te* BAR,—'I i.

PLASKOM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* Hon. greminë, humnerë (edhe *fig.). Plaskom i thellë. Ra në plaskom.*

PLASTELINË,~A . Lëndë plastike e butë, që përgatitet duke përzier deltinë me dyllë e me yndyrë dhe që përdoret nga nxënësit e shkollës për punëdore etj. *Plastelinë e kuqe (e gjelbër). Punime me plastelinë.*

PLASTIK,~E *mb.* 1. Që është bërë prej plastike. *Lëndë plastike. Masë plastike. Fije plastike. Gotë plastike. Këpucë (sandale) plastike. Those plastike.*

2. Që ka vetitë e kësaj lënde, që mund të marrë formën e dëshiruar dhe ta ruajë atë pasi të jetë, për-punuar me ngrohje a me shtypje; që mund të epet. *Veti plastike. Material plastik. Përpunim plastik* më-nyrë pune, më të cilën i jepet forma e dëshiruar me-talit, llamarinës etj., ashtu sikurse edhe plastikës. *Dylli (plumbi) është plastik.*

3. *mjek.* Që bëhet në lëkurë ose në nënlëkurë me pjesë të hequra nga një vend tjetër për të rregulluar a zbukuruar pamjen e jashtme. *Operacion plastik.*

4. *art.* Që ka të bëjë me skulpturën; i plastikës. *Arti plastik. Punime plastike.*

5. *fig.* Që shquhet për lëvizje të bukura, të gjalla e ritmike; i shkathët, i zhdërvjellët, i lakueshëm. *Valle (lëvizje) plastike. Gjuhë plastike. Është plastik.*

6. *libr.* Që e ka trupin të derdhur, i hijshëm e i bu-kur. *Bukuri plastike. Figure plastike.*

• Veti a plastike e trurit *psikol.* aftësia që ka truri i njeriut të ruajë përshtypjet a gjurmët e veprimit të ngacmuesve të jashtëm.

PLASTtKË,~A . 1. Lëndë organike prej për-bërësish të ndryshëm, e cila pas përpunimit me ngrohje ose me shtypje e ruan mirë formën që i jepet. *Reparti i plastikës. Prodhime (artikuj) prej plastike.*

2. *art.* Mjeshtëria e krijimit të veprave artistike me ngjizje; skulptura. *Plastika shqiptare. Plastike ant ike.*

3. *koreogr.* Mjeshtëria e lëvizjeve të bukura, ritmike e të gjalla të trupit. *Plastika koreografike. Plastike popullore.*

4. *libr.* Lidhja, harmonia dhe shprehësia e pamjes së jashtme të diçka je, të qenët plastik. *Plastika e figures (e lëvizjeve).*

I”LASTMASË,~A . Lëndë plastike, që përftohet në mënyrë artificiale dhe që përdoret për të bërë sende të ndryshme të përdorimit të përditshëm; ffetë e nolle nga kjo lëndë, që përdoret zakonisht në buj-qësi për të mbuluar shtretërit e nxehtë. *Enë fpjata, lodra) plastmase.*

*Gyp plastmase. Fabrika (industria) e plastmasës. Mbulojnë me plastmase.*
PLASUR (i,e) *mb.* 1. Që është çarë pak, i krisur. *Enë e plasur. Mur i plasur.*
2. Që ka filluar të hapet, që ka nisur të rrjedhë (për një plage, një çiban etj.). *Çiban i plasur.*3. *fig.* Shumë i brengosur, i pikëlluar, zemërplasur; i shkretë, i mjerë, i gjorë. *Vdiq i plasur që nuk e pa të çliruar Shqipërinë.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 3 të mbiemrit. *Ç'e gjeti, të plasurin!*
• Me buzë (me zemër) të plasur shumë i dëshpëruar, i pikëlluar. Është pushkë e plasur (dyfek i plasur) a) *dikush* është plakur shumë e nuk është me i zoti për punë, s'bën dot me punë; b) *diçka* nuk vlen me për diçka, nuk është e sigurt.
PLATE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Pjesa më e ulët e sallës së shfaqjeve në teatër a në kinema, që nga hyrja e deri te skena, me shumë radhë ndenjësesh për shi-kuesit; *përmb. bised.* njerëzit që rrinë në këtë pjesë. *Plateja e teatrit. U ulën fzunë vend) në plate. U ngrit me këmbë gjithë plateja.*
PLATFORMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i rrafshët, pak i ngritur nga toka, i ndërtuar posaçërisht në një stacion hekurudhe etj.; shkallare me sipër-faqe të madhe, e ndërtuar zakonisht në një kthesë të shkallëve, shesh pushimi; vend i sheshtë a diçka që ka një pamje të tillë, me i lartë se pjesa përreth; podium. *Platforma e stacionit. Platformat e shkallëve. Platforma e shkëmbit* një cope vend i sheshtë në një shkëmb të thepisur. *Platforma e peshores së makinave. V ngjit (hipi) në platformë.*
2. Shesh në pjesen e hyrjes së një autobusi, të një vagoni etj. *Mos qëndroni në platformë!*
3. *fig.* Tërësi parimesh, pikëpamjesh e kërkesash politike, ideologjike etj., në bazë të të cilave vepron një parti, një grup i organizuar njerëzish etj.; program veprimi për një parti. *Platformë politike (ideologjike, organizative). Platformë marksiste-leniniste. Platformë revizioniste (antimarksiste). Platforma e Partisë. Përcaktiian (përpunuan, rishikuan, paraqitën, pranuan) platformën. Doli me një platformë të re.*
PLATlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Peshku që sapo ka dale nga veza.
PLATIN,~I *m. kim.* Metal i çmuar e shumë i rëndë, i butë si ari, me ngjyrë hiri në tfi bardhë, që shkrin në temperature të lartë e nuk ndryshket dhe që për-doret për të bërë sende zbukurimi, enë kimike etj. *(simboli Ft). Minierë platini. Fletë (shtresë) platini. Penë me majë platini.*
PLATIT (PLATIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. la
ul a ia shuaj forcën, e bëj që të dobësohet ose të shuhet fare duke mos e lënë të marrë ajër (për zjarrin etj.). *E platiti 2jarrin.*
2. *jokal. vet. veta III.* Nis të ulet a të shuhet dalë-ngadalë; nis të bjerë ose të humbasë forcën; platitet. *platiti zjarri. Platiti Vapa (zhurma).*
3. Bëj që të mblidhet kruspull; e struk diku që të mos e shohin të tjerët; tulat; përplas. *E platiti përdhe. Dielli i platiti Met.*
4. *fig.* Ia qetësoj, ia pakësoj ose ia shuaj fare një ndjenjë etj. *Rakia ia platiti dhembjen.*
PLATITEM *vetv.* I. *vet. veta III.* Nis të ulet a shuhet dalëngadalë (për zjarrin etj.); nis të dobësohet ose të humbasë forcën, bie (për erën etj.). *V platit zjarri. U platit era (tufani).*
2. Mblidhem kruspull; strukem diku që të mos me shohin; bie diku dhe rri aty pa lëvizur a pa bërë zhurmë; bie Si i këputur mbi diçka; tulatem. *Uplatit*
*nga të ftohtët. U platit pas një rrapi. U platit përdhe-U platit mbi bore, lu platit në gji (fëmija).*
3. *vet. veta III fig.* Humbet dalëngadalë forcën a gjallërinë; shuhet; bie, pakësohet. *U platit zhurma. U platit vapa. V platit biseda (kuvendi). lu platit ankthi. M'u platit dhembja. lu platit zemërimi.*
PL,AZMË,~A . *biol.* Pjesa e lëngët e gjakut.
PLAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vend i sheshtë me rërë buzë detit, liqenit a lumit, ku njerëzit lahen dhe bëjnë banja dielli; ranishtë. *Plazhi i Durrësit (i Vlo-rës, i Pogradecit). Plazhet e vendit tone. Çadër plazhi. Ndërtesat (kabinat) e plazhit. Shkoi në plazh.*
PLEBE,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *hist.* 1. Njeri i shtresave të ulëta në Romën e Vjetër, që mund të ishte i lire, por nuk gëzonte të drejta politike. *Plebenjtë dhe patricët. Kryengritjet e plebenjve.*
2. Njeri i shtresave të varfra në mesjetë; vegjëlia.
PLEBISHIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Votim i përgjith-shëm që bëhet për të vendosur për një çështje politike me rëndësi të veçantë; referendum. *Plebishit popullor. Përfundimet e plebishitit. Morën pjesë në plebishit.*
PLEH,~U *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Bajga e ka-kërdhi kafshësh shtëpiake a glasa shpendësh, të mble-dhura në një vend ose gjethe e barishte të tjera të kalbëzuara, që hidhen në tokat e punuara për t'i ushqyer; lëndë kimike e tretshme, që prodhohet nga përpunimi i mineraleve të ndryshme dhe përdoret për të rritur pjellorinë e tokës. *Pleh organik (natyror)* pleh kafshësh a shpendësh. *Pleh kimik (mineral)* pleh artificial që përmban zakonisht kripëra të azotit, të fosforit e të potasit. *Pleh i gjelbër* pleh bimësh të gjelbra (zakonisht prej bimësh bishtajore), që, duke u përmbysur në are, kalben në tokë. *Pleh i lëngshëm (i lëngëzuar)* ujët e hollë të kafshëve dhe lëngu i plehut të stallës. *Pleh i holluar. Pleh i djegur. Pleh stalle. Plehu* i *bagëtive (i kafshëve). Pleh shpendësh* glasat e shpendëve. *Pleh delesh (dhish, lopësh). Pleh pylli* gjethe e mbeturina drunjsh të kalbura. *Lëng plehu. Gropa e plehut. Grumbull (pirg) plehu. Shtresë plehu. Kërpudhë plehu. Uzina e plehrave kimike. Një kosh pleh. U hodhi pleh. Hedhin plehun në are.*
*2. kryes. sh.* Të fshirat, lëmishtet, bëzhdilet; mbeturina të ndryshme që flaken jashtë, hedhurina. *Kosh (kaetm) plehrash. Mbledh plehrat me farashë. Fshij (flak) plehrat.*
3. Vend a mjedis i fëlliqur; ndyrësi. *Ka jetuar në pleh.*
4. *kryes. sh. fig.* Njeri i keq e i urryer për shoqërinë, fundërrinë e shoqërisë, ndyrësirë; diçka e keqe, pa vlerë, e padobishme. *Plehrat revizioniste (fashiste). Plehrat e shoqërisë borgjeze. Kërpudhë plehu* njeri i keq, fundërrinë e shoqërisë. *Iku ai pleh. Ç'e do atë pleh. Pastruam plehrat e së kaluarës.*
5. *përd. mb.* I vrarë, i dërrmuar; shumë i lodhur. *kam shpatullat pleh. lu be këmba pleh. U bënë pleh nga rruga.*
6. *përd. ndajf.* Shumë (me disa mbiemra). *Pleh i zi (i zi pleh). Pleh i rëndë (i rëndë pleh).*
•*k* E bëri pleh *dike a diçka* e rrahu fort, e dërrmoi; e nxiu duke e rrahur. Flori në pleh (në baltS) *shih te* FLORI,~RI. Dalin (mbijnë, rriten, shtohen) si kërpudha plehu (si

kërpudhat pas shiut) *mospërf. shih te* KËRPTJDHË,~A i. E hodhi në kosbin (në shpor-t?n) e plehrave *shih te* KOSH,~I. E ka zemrën plebështë shumë i dëshpëruar e i vrarë. Është bërë për ta hedhur në plefa nuk vlen me fare. Kapardisej (krekosej) si gjeU (si kënded, si kaposW) majë plehut *shih te* GJEL, ~I. Lë dbomën me pkb e fshin oborria lë një punë krye-sore, që duhet bërë më parë dhe ben një tjetër që është me pak e nevojshme. Kush shkon pas brumbullit, *te* plehu do ta shpjerë. *u. shih te* BRUMBULL,~I.

PLEHËRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PLEHËROJ, PLEHËROHET. *Plehërim i plotë (i pjesshëm, plotësues). Plehërimi i bimëve (i pemëve, i lokës). Plehërim me vathë.*

PLEHËRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i caktuar jashtë qendrave të banimit, ku hidhen e grumbullohen plehrat; grope e gjatë dhe e gjerë, ku grumbullohet e përpunohet plehu; grumbull plehu. *Plehërishtë ekonomike* grope ku grumbullohen kash-tërat, urina e bagëtive etj., të cilat, pasi mbulohen me dhe, kalben e bëhen pleh. *Ndërtuan një plehërishtë. E çoi në plehërishtë. Mbushën plehërishtën.*

*2.* Vathë bagëtish. *Pastroj plehërishtën.*

3. Vend i caktuar ku hidhen e grumbullohen mbe-turina të ndryshme (hekurishte, ashkla etj.) në një ndërmarrje, në një kantier ndërtimi etj.; grumbull hedhurinash. *Plehërishtë hekurishtash.*

PLEHËROHET *vetv.* I. Vritet keq, mavijoset nga të vrarët, dërrmohet. *lu plehërua këmba.* 2. *Pës. e* PLEHËROJ.

PLEHËROJ *leal.,* ~OVA, ~UAR. Hedh pleh në are për të ushqyer token; i hedh bimës pleh. *Ple-hërojnë mat (token, kidlotat, livadhet). Plehërojnë misrin (patatet, pemët). E plehërojnë me Vathë.*

PLEHËRUES,~E *mb.* Që shërben për plehërim; që plehëron. *Makinë plehëruese. Lëndë plehëruese. Ujitje plehëruese.*

PLEJADË,~A. 5. ~A, ~AT. 1. *astr.* Shenjëzat.

2. *fig. libr.* Grup njerëzish të shquar në një fushë të veprimtarisë gjatë një periudhe të caktuar. *Pie-jadë revolucionarësh. Plejadë shkrimtarësh (artistësh, shkencëtarësh).*

PLEKS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Thur; gërshetoj; *kund.* shpleks. *Pleks gërshetin. Pleks gardkin. Pleks një cigare.*

*2. fig. keq.* Thur; ngatërroj. *Pleksin plane djallëzore.*

PLEKSEM *Vetv.* 1. *vet. veto III.* Lidhet keq diçka me një tjetër sa nuk zgjidhet dot, ngatërrohet; *kund.* shplekset. *U pleksën fijet.*

2. *vet. veto III fig.* Gërshetohet; ndërthuret. *Lufta për çlirim u pleks me luftën për drejtësi shoqërore.*

3. Lidhem ngushtë e shoqërohem me dike dhe nuk mund të shkëputem me prej tij; hyj në një çështje që nuk me takon a në një punë jo të mirë; ngatërrohem. *U pleks me një rrugaç. Mos u pleks me të!*

4. *Pës. e* PLEKS.

PLEKSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PLEKS, PLEKSEM. *Pleksje rrethanash (kushtesh).*

PLEKSUR (i,e) *mb.* Që është i lidhur me diçka tjetër sa nuk zgjidhet dot, i ngatërruar; i thurur;W. i shpleksur. *Fije e pleksur. Me gërsheta të pleksura.*

PLEME,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Plevicë. *Pleme me kashtë.*

PLEMENl,~A . Rrebesh.

PLENAR,~E *mb.* Që bëhet me pjesëmarrjen e të gjithë anëtarëve të një organizate, të një komiteti ose më të gjithë pjesëmarrësit në një mbledhje, në një konferencs etj.; i përgjithshëm. *Mbledhje (kon-ferencë) plenare. Seanca plenare.*

PLENËR,~RA . *sh.* ~-RA, ~RAT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, që ka kërcell të drejtë e të trashë, gjethe të zgjatura e të plota, lule në trajtë gjuhëze e në ngjyrë ari të vendosura në një radhë dhe që mund të hahet ose të përdoret për ngjyrosje e për mjekime.

PLENG,~GU i *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Send i rëndë.

2. *përd. ndajf.* Si plumb. *Me ra buka pleng në bark.*

PLENG,~U H m. *krahin.* Dhunë, turp.

PLENG,~<IU HI *m. sh.* ~GJE, ~GJET *krahin.* 1. Kunj për të varur diçka.

2. Rrip pëlhure të nolle etj. që përdoret për të lidhur plagët.

PLENGË,~A . *krahin.* Hobe.

PLENUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Mbledhje ku marrin pjesë të gjithë anëtarët e një organi udhëheqës të një putie, të një organizate shoqërore etj.; organi me i lartë udhëheqës i Partisë, i disa organizatave shoqërore etj. për periudhën midis dy kongreseve ose midis dy konferencave. *Plenumi i Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë. Plenumi i Këshillti Qendror të Bashkimeve Profesionale. Plenumi i Komitetit Qendror të Bashkimit të Rinisë së Punës të Skqipërisë. Plenumi i komitetit të partisë të rrethit. Plenumi i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe të Artistëve të Shqipërisë. Anëtar i plenumit. Mbledhja e plenumit. Punimet e plenumit. Morën pjesë në plenum.*

PLEONAZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT. 1. *let.* Figure stilistilce që përbëhet nga disa fjalë me kuptim të njëjtë ose shumë të afert dhe që përdoret zakonisht për t'i dhënë force e gjallëri shprehjes (p.sh. Ishte shumë plak, i vjetër, i thyer.).

2. *libr.* Përdorim i panevojshëm i fjalëve të tepërta ose i fjalëve me kuptim të njëjtë a shumë të afert.

PLEP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Dru i lartë i families së shelgjeve, me trung të drejtë e me degë të holla të shtrira përpjetë, me gjethe në trajtë zemre, që rritet shpejt në vende me lagështirë dhe që ka lëndë të përshtatshme për ndërtim, për orendi shtë-piake, për prodhimin e letrës etj. *Plep i bardhë* plep deri në 35 metra i lartë, me lëvore në ngjyrë hiri të çelur, të lëmuar e të ndritshme, me gjethe me push të bardhë në faqen e poshtme. *Plep i butë* plep i za-konshëm, me trung të hollë e të gjatë, që rritet në fushat e vendit tone. *Plep i egër* plep deri 10-15 metra i lartë, me kurorë të rregullt, me lëvore ngjyrë hiri, me gjethe vezake të dhëmbëzuara, me bisht të gjatë e pa push, që rritet zakonisht buzë përrenjve, në shpate malesh etj. *Plep kavak* plep i butë. *Plep ka-nadez* plep me kurorë të gjerë. *Plep i zi* lloj plcpi deri në 25 metra i lartë,. me lëvore ngjyrë hiri në të murrme. *Dru plepi. Gjethe plepi. Dërrasë plepi. Pyll plepash. Mbjellin plepa. Është si plep* ka shtat të lartë e të drejtë. *U hëftë sa një plep! ur.*

2. *përd. mb.* Që ka trup të drejtë, të hajthëm e të gjatë (për njerëzit). *Ishte nusja plep.*

*k* Shkoi (vajti) plep shkoi mirë, vajti shtruar (bi-seda, muhabeti). Ësbtt gjetbe piepi *shih te* GJETHE,~JA. U be gjethe plepi *shih te* GJETHE,~JA. Dridhej si gjethe plepi (lofate) *shih te* GJETHE,~JA. Loan si gjethja e plepit

*shih te* GJETHE,~JA. D u -ban p 1 epi *bot. shih te*DUHAN,~I,. Lule plepi *bot, shih te* LULE,~JA.
PLEPlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT dhe PLE-PISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend me plepa; pyll plepash. *Plepishtë e deadur.*
PLEQËRI,~A . 1. Mosha e njeriut kur është plak, vitet në këtë moshë; të qenët plak, gjcndja e dikujt kur është plak. *Pleqëri e bardhë (e gëzuar). Pleqëri e shkuar* moshë kur dikush është shumë plak. *Pleqëri e parakohshme. Koha (vitet, ditët) e pleqërisë. Shenja pleqërie. I afroi pleqëria. E kaloi pleqërinë në vendlindje. E zuri pleqëria* u plak. *Nuk punove në të ri, \rri e qaj në pleqëri. fj. u.*
*2. përmb.* Tërësia e pleqve, pleqtë. *U mblodh pleqëria.*
3. *fig.* Etapa e fundit e jetës dhe e zhvillimit të diçkaje.
4. edhe *sh.* ~, ~TË *hist, shih* PLEQËSI,~A 2. *Pleqëritë e katundeve. Bëri pleqëri* pleqëroi. *Ndau pleqëri.*
+ Bora e pleqërisë *poet,* ffokët e bardha, thinjat. S'mëson kali revaa në pleqëri. *u. shih te* REVAN,~I.
PLEQËRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PLEQËROJ, PLEQËROHET. *Pleqërimi i një pune. Komisioni i pleqërimit. vjet., etnogr.*
PLEQËRISHT *ndajf.* Sipas mënyrës së pleqve, siç e kanë zakon pleqtë, si pleqtë. *Vishej pleqërisht. Përshëndeste pleqërisht. E thithte llullën pleqërisht.*
PLEQËRISHTE *mb.* Që bëhet sipas mënyrës së pleqve; që është karakteristik për pleqtë; i vjetër. *Valle pleqërishte. Këngë pleqërishte. Fjalë pleqërishte. Veshje pleqërishte.*
PLEQËROHET *vetv.* 1. *Pavet. e* PLEQËROJ $_2$. *Nuk pleqërohej me të. Z. Pis. e* PLEQËROJ 1,3,4.
PLËQËROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Mbaj një njeri plak në shtëpi dhe përkujdesem për të. *Pleqëroj prindërit (nënën, babanë). S'kishte njeri që ta pleqë-ronte.*
2. *jokal.* Kaloj pleqërinë diku. *Pleqëroi në fshat. Pleqëron tek e mbesa.*
3. E rrah dhe e shqyrtoj një punë, një çështje etj. me dike tjetër; e mendoj dhe e gjykoj mirë një punë, e shoshit. *E pleqërupn punën. Pleqëronin hallet. E pleqëroi me gruan. E pleqëroi gjatë (mirë, shtruar).*
4. Arrij moshën e pleqërisë; e gëzoj diçka deri në pleqëri; trashëgoj. *Rrofsh e pleqërofsh! ur. U bëfsh plak për të pleqëruar! ur.*
5. edhe *jokal. vjet. shih* PLEQËSOJ $_2$.
PLEQËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *përmb. hist.* Kë-shill burrash, të zgjedhur në një fshat a në një lagje, që vendosnin për punët e fshatit a të lagjes, pajtonin gjaqet, zgjidhnin mosmarrëveshjet etj.; organ kë-shillues i pushtetit shtetëror në një krahinë që për-bëhej prej njerëzve të parisë; kuvendi i pleqve. *Ple-qësia kombëtare. Pleqësia e fshatit. Pleqësia dhe ve-gjëlia.*
2. *vjet.* Organ drejtues i një shoqërie, i një klubi etj., që përbëhej prej njerëzish tp zgjedhur. *Pleqësia e klubit (e shoqërisë, e kishës). Mbledhja e pleqësisë.*
3. *vjet.* Puna që bënte ai që ishte vënë" si plak; gj> kim 1 urtë e i matur prej plakut; pleqësim. *Bëri ple-qësi* e pleqëroi një punë. *Ndau pleqësi. Punpnin me pleqësi* punonin me mirëkuptim e duke u këshilluar njëri me tjetrin, jo secili sipas kokës së vet.
4. *vjet.* Parësi e përgjegjësi në mbarështimin e diçkaje, drejtim. *Pleqësim e merrte plaka e shtëpisë, kur vdisteplaku.*
PLEQËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PLEQËSOJ, PLEQË-SOHET. *Pleqësimi i një pune.*
2. *vjet.* Vendimi që jepej nga pleqtë a nga këshilli i pleqve për një çështje.
PLEQËSOHEM *vetv.* 1. E pleqësoj diçka me një tjetër, këshillohem me dike.
2. *Pës. e* PLEQËSOJ.
PLEQËSOJ *kal.,* ~UVA, ~CAR. 1. *shih* PLEQËROJ 3. *E pleqësuan punën. E pleqësoi në shtëpi. Epleqësuan gjatë (mirë).*
2. edhe *jokal. vjet.* Pajtoj një gjak a zgjidh një mosmarrëveshje ndërmjet dy a me shumë vetave; gjykoj një çështje, hyj plak diku. *Pleqësia pleqësonte.*
PLEQËSOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me pleqësinë ose me pleqësimin e një pune.
2. *vjet.* Që përbëhej nga pleqtë. *Gjykatore pleqësore.*
PLEQNAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që ishte zgjedhur si plak për punët e fshatit etj., ai që pleqësonte, plak. *E vunë pleqnar.*
PLESHT,~I *m. sh.* ~A, ~AT, 1. *zool.* Parazit i njeriut e i kafshëve, me trup shumë të vogël e në ngjyrë kafe të errët, që kërcen shumë, pickon e thith gjak. *Pleshtat e dhive (e qenve, e shpendëve, e maces). Bar pleshtash. Sa një plesht* shumë i vogël. *Kishle zënë pleshta. Kërcen si plesht.*
2. *zool.* Pjesë e parë e emërtimeve të pathjeshta për disa lloje kandirash të vogla, me madhësi dhe ngjyra të ndryshme, që dëmtojnë zakonisht gjethet e perimeve, të pemëve etj. *Pleshti i gjelbër* kandërr e vogël me ngjyrë të gjelbër në të verdhë, që bren e dëmton zakonisht trangujt, jonxhën etj. *Pleshti i bletës* morri i bletës. *Pleshti i drithërave. Pleshti i hardhisë (i mollës). Pleshti i panxharit (i lakrës,* i( *patates). Plesht rëre* kandërr si pleshti i zakonshëm, por që nuk kërcen. *Pleshti i tokës* kandërr si pleshti
i zakonshëm, me trup vezak e ngjyrë hiri, që dimëron në të carat e tokës, në gjethet e thata etj. dhe që dëmton gjethet e lakrës, të rrepës, të panxharit të sheqerit etj.
3. *jig.* Njeri jo i mirë, i paqëndrueshëm e i mër-zitshëm. *Ishte një plesht ai!*
• Si pleshti në dhallë kuturu, pa mend në kokë, si miza në dhallë. M'u be plesht (në vesh) m'u ngjit e me mërziti shumë, m'u be ferrë. I hynë pleshtat (në trup) filloi të shqetësohej e ta hante meraku, i hynë mizat. Na marrtë pleshtat (pleshtat e tartabiqet, të këqijat)! *thjeshtligj. mospërf. shih te* MARK. E shtiu te pleshtat *dike* e. vuri në një gjencje të vështirë, i nxori telashe. Thes me pleshta *shih te* THES,~I. Zinte (shtypte) pleshta s'bënte asgjë; merrej me punë të kota, vriste miza. E ka gjurain si të pleshtit ka gjumë shumë të lehtë, ndien menjëherë. E bën pleshtin (mi-zën) buall (ka) e zmadhon shumë diçka, e fryh tejmase. Sdel dhjamë ttga pkshti *fj. u. përçm. shih te* DHJAMË,~I. la futi (ia shtiu) pleshtat në vesh *dik-ujt* e ngacmoi për diçka, e bëri që të shqetëso-hej, i shtiu mizat. S'futea pleshtat në thes (s'mbiidhen pleshtat aë grusht) *fj.u.* është punë që s'bëhet, është e pamundur të bëhet diçka. Kërkon plehta në kashtë kërkon diçka që nuk gjendet, kërkon gjilpërën në kashtë; rreh ujë në havan. Mbath pleshtat me pot-konj përpiqet të bëjë diçka të pamundur e s'bën as-gjë, bën një vrimë në ujë. Nzjerr dhjaaë nga pleshti *shih te* DHJAMË,~I. E ptrcolli me një gnnht pleshta (miza) *shih te* MLZË,~A. I vS fre pleshtit

*shih te* FRE, ~RIi. I vë pleshtit die e fryn shumë diçka; e bën mizën buall. Me sa bëken bashki një grusht pleshta *iron,* nuk mund të bashkohen kurrë, nuk mund të mblidhen e të merren vesh kurrscsi me njëri-tjetrin. për një plesht djeg jorganin prish diçka me vlerë për një gjë fare të vogël. Do të dijë ku e ka pleshti syrin kërkon të dijë gjëra të hollësishme e të panevojshme, hyn në cikërrima. Kush fle me qenin (me qentë), ngrl-het me pleshta . *u. shih te* QEN,~I. Plesht u j i (deti) *zool.* gaforre e vogël, që jeton në ujëra të ëmbla e lëviz duke kërcyer.
PLESHTAMADH,~E *mb.* 1. Që ka shumë pleshta, që është i mbushur me pleshta. *Mace pleshtamadhe.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. PLESHTITEM *vetv.* Pleshtohem.
PLESHTOHEM *vet.* Heq pleshtat, pastrohem nga pleshtat.
PLESHTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. I heq pleshtat dikujt.
PLEURË,~A . *sh.* ~A, ~AT *anat.* Secila nga dy cipat e holla që mbështjellin raushkëritë dhe anët e zgavrës së gjoksit.
PLEURIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mjek.* Plevit. *Pleurit me ujë.*
PLEVICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kasolle ku mbahet për dimër ushqimi i bagëtive (bari, kashta etj.); ahur bagëtish. *Plevicë me bar (me kashtë). I mbanin bagëtitë në plevica.*
2. *fig.* Shtëpi përdhese dhe e keqe, kasolle. *Jetonte në një plevicë.*
PLEVIT,~I *m. mjek.* Sëmundje e rëndë, që shkak-tohet nga mahisja e cipës së mushkërive dhe që sho-qërohet me dhembje në kraharor e në brinjë. *Plevit i rëndë (t vjetër). Plevit i thatë (me ujë). Mori një plevit. Ka heqw një pletit.*
PLEVITOS *kal.,* ~-A, ~UR. 1. I shkaktoj dikujt plevit; bëj që të marrë të ftohtë. *E pletitosi era (të ftohtët).*
2. Bëj që të mërdhijë shumë. *Na plevitosi dera.*
PLEVITOSEM *vetv.* 1. Marr plevit, sëmurem nga pleviti; marr të ftohtë, ftohem. *U plevitos kur ishte maleve.*
2. Kam shumë të ftohtë, mërdhij shumë. *Është i ftohtë uji, u plevitosa.*
PLEVITOSUR (l,e) mi. 1. Që ka marrë plevit; që ka marrë të ftohtë, i ftohur.
2. Që ka mërdhirë shumë. *Erdhi i lagur e i ple-vitosur.*
PLËNDËS,-oI *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *anat.* Pjesë
e të brendshmeve te kafshët ripërtypëse, që është si trastë, pala-pala nga brenda dhe shërben pëttretjen e ushqimeve; stomaku i përtypësve.
2. Gjellë e gatuar me këtë organ të gjedhit e të bagëtisë së imët. *Plëndës me hudhra. Plëndësi i kaut (i dhisë). Plëndës lope (qengji). Rrinte si plëndës* rrinte në një vend pa lëvizur.
3. *bised., mospërf.* Stomaku i njeriut; barku. *E mbushi plëndësin. lu fry (i plasi) plëndësi. S"i ngopet plëndësi. E goditi në plëndës.*
4. *bised., mospërf.* Njeri shumë i shëndoshë, i nga-thët dhe i qullët; barkalec.
5. *përd. ndajf. bised.* Menjëherë dhe pa lëvizur; top në vend, vdekur. *Ra plëndës në tokë.*
• Si plëndës i patarë *mospërf. shih te* PALARË (i,e). Punë plëadës lloj qepjeje pala-pala. Ka ngrënë plëndës pule *shaka,shih te* PULË,~A. E ka vënë plëa-dësin aë kokë (e ka varur plëndësin në qafë) s'ka me turp për asgjë, është faqenxirë, i ka plasur cipa.
PLËNG,~GUi *m. sh.* ~GJE, ~GJET *bised.* 1. Pasuri, mall. *Plëngu i shtëpisë. Ishte pa plëng e pa shtëpi* s'kishte asgjë, ishte shumë i varfër. *Linin plëng e. shtëpi e shkonin në kurbet. Rronte pa plëng e pa shtëpi* rronte duke bredhur rrugëve. *Me lëng e me plëng shih te* LËNG,~U 5.
2. Vatra familjare, gjiri i familjes. *Iku nga plëngu.*
PLËNG, ~U ii *m. bised.* Malli e dashuria që ndiej-më për dike a për diçka. *Me plëng në zemër.k* Me mbeti plëng kam shumë mall e merak për dike.
PLËNGÇOR,~E *mb. krahin.* Që është pronar i diçkaje, zotërues; trashëgues.
PLËNGPRISHËS,~E *mb.* 1. Që e prish vend e pa vend pasurinë a gjënë, prishës i madh; shkapërdar. *Djalë plëngprishës. Ishte plëngprishës.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PLËNGPRlSHJE,~A . Prishje vend e pa vend e pasurisë a e gjësë, shpenzim i kotë e jashtë mase.
PLIM,~I *m. krahin.* 1. Tufë; rresht, varg. *Plim zogjsh.*
*2. përd. ndajf.* Në tufë; varg. *Vinin zogjtë plim.*
PLIMA-PLIMA *ndajf. krahin.* Në tufë; vargje-vargje, varg. *Fluturonin zogjtë plima-plima.*
PLlMËRA,~T . *vet. sh.* Të brendshmet e berrit, përbrendësat.
PLIQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* Litar i hollë prej leshi.
PLIS,~I i m. *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e madhe dheu, që ngre plugu kur can token; cope e tillë dheu me bar, e prerë me bel a me ndonjë mjet tjetër. *Plisat e arës. Plis me bar. Thyen (shtyp, vret) plisat. I veshën anët e rrugës me plisa.*
2. *përd. ndajf.* Si plëndës, pa lëvizur; si lëmsh, shuk. *Ra plis në tokë. Me ra buka plis në stomak* me ra buka si gur në stomak e me rëndoi shumë. *Mbeti plis përdhe.*
3. *përd. ndajf.* Plot, mizë. *U mbush sheshi plis me nxënës.*
4. *përd. ndajf.* Shumë (me mbiemrin i rëndë). *Ishte plis i rëndë (i rëndë plis).*
Si breshka nëpër plisa *shih te* BRESHKË,~A.Nuk rri iriqi në plisy. *u.* njeriu dëshiron të jetë gjith-një i lire, nuk i pëlqen zogut kafazi. Nuk zihet (nuk mbulohet) dielli me plisa *fj. u. shih te* DIELL,~I.
PLIS,~I n *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj cohe, që bëhet me lesh delesh të shkelur disa here, duke e lagur me ujë të vakët e duke e fërkuar me sapun derisa të trashet e të forcohet; një Cohë e tillë që përdoret si plaf. *Shtroi plisin. Bënte plisa. Flinte (shtrihej) në plis,*
2. Kësulë e bërë prej kësaj cohe, e cila sipër vjen zakonisht e rrumbullakët si kupë; qeleshe. *Plis i bardhë.*
3. Cope prej cohe të tillë ose cope thesi e mbushur me kashtë thekre si jastëk, ecila vihet nën samar që të mos vritet kafsha në kurriz; një cope cohe prej leshi, prej thesi a prej )ëkure, që i vihet kaut në qafë që të mos e vrasë zgjedha, qafëz.
4. Lëmyshk që zënë drurët, zakonisht nga ana e veriut.
PLJSATHYES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Lloj lese, me disqe të vendosura pingulthi ose pak pjerrtas, që shërben për të thërrmuar plisat në are.
PLISH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të drejtë e të gjatë deri katër metra, me gjethe të zgjatura e të sheshta ngjyrë hiri në të gjelbër, me lulesë në trajtën e një xhufke dhe me kallëza të dendura e të buta, që rritet nëpër këneta e në vende me lagështirë dhe përdoret për të thurur rrogoza etj. *Rrogoz prej plishi.*
PLITHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Qerpiç.
PLOGËSHT (i,e) *mb,* I plogët. *Njeri i plogësht. Përpjekje e plogësht.*

PLOGËSHTAS *ndajf.* Plogët, plogëtas.
PLOGËSHTI,~A . 1. Të qenët i plogësht, vetia e atij që është i plogësht. *Ka plogështi. Nuk ra në plogështi. U shkund nga plogështia.*
2. *fiz.* Plogëti.
PLOGËSHTIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PLOGËSHTOJ, PLOGËSHTOHEM.
PLOGËSHTOHEM *vetv.* 1. Bëhem i plogësht, me bie vullneti e dëshira për punë, bie në plogështi. 2. *Pës. e* PLOGËSHTOJ.
PLOGËSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E bëj
dilçë të plogësht, i jap plogështi. *Gjumi të plogështon.* 2. la ul forcën, e topit. *Nuk arriti Via plogështonte vullnetin.*
PLOGËT (i,e) *mb.* 1. Që duket si i përgjumur kur ecën, kur flet a kur bën diçka, tepër i ngadaltë e i ngathët; që nuk ka dëshirë e vullnet për të punuar; që është karakteristik për një njeri të tillë, që shpreh një gjendje të tillë; i mefshtë; *kund.* i shkathët; i gjallë. *Njeri i plogët. Ka të ecur të plogët. Zë i plogët. Ishte* i *plogët në punë.*
2. Që lëviz a ecën ngadalë, që s'ka gjallëri; që mezi shkon a mezi shtyhet. *Re të plogëta. Lojë e plogët. Jeië e plogët. Ditë të plogëta.*
3. *fig.* Që ka fuqi vepruese të ngadalshme. *Lëndë e plogët.*
Gaz i plogët *kim. shih te* GAZ,~I 11_
PLOGËT *ndajf.* Në mënyrë të plogët, me plogështi. *Ecte plogët.*
PLOGËTAS *ndajf.* Plogët. *Çapitej plogëtas.*
PLOGËTl,~A . 1. Plogështi.
2. *fiz.* Vetia që ka një trup të ruajë gjendjen e qe-tësisë ose të Iëyizjes drejtvizore të njëtrajtshme derisa të veprojë mbi të një force e jashtme e ta detyroj6 të ndryshojë këtë gjendje.
PLOGSHËM *ndajf.* Plogët.
PLOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Gjakderdhje, kërdi. *Plojë e madhe. Bën plojë.*
PLOR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesë e hekurt në trajtë trekëndëshe me një anë të mprehtë, që vihet në majë të përdhecit të parmendës a të plugut dhe shërben për të çarë dheun. *vuri (i hoqi) plorin.*
2. Hunda e varkës a e një lundre. *Zuri vend në plorin e varkës.*
•*k* Plori e shelqërori bujqësia e blegtoria. I ngeci plori në rrënjë nuk ia arriti qëllimit, i ngeci sharra në gozhdë.
PLORlSHTË,~A . Pjesa e përdhecit të parmendës, ku mbërthehet plori. *ndërroi plorishtën parmendës.*
PLOT *ndajf.* 1. Aq sa nxë, deri në buzë, mbushur; aq sa merr, pa asnjë vend të pazënë ose hapësirë të zbrazët (për enët, hapësirat etj.); *kund.* bosh; zbrazët. *Me gojën plot. Me xhepat plot. E mbushi gotën plot, la çoi pushkën plot. Dhoma (shtëpia, salla) ishte plot. E ngarkoi qerren plot me dru (me gurë, me tulla). E mbushi koshin plot me rrush. Është plot, s'nxë me. Plot e përplot. Plot e për majë.*
*2.* Me shumë njerëz, kafshë a sende, mbushur. *Oborri ishte plot me njerëz. Kopshti ishte plot me lule. Molla ishte plot me kokrra. Vendi ishte plot me ujë (me baltë, me moçale, me drurë, me gurë). Ishte plot me morra (me krimba).*
3. Shumë, sa të duash; mjaft. *Kaplot. Kishin ardhur plot. U bëmë plot. Vajtën plot.Z}—A ka shumë? — Plot.D*
*4. më të gjitha, pa i munguar asgjë. Tryeza ishte plot. E ka shtëpinë plot.*
5. Me pamje të plotë, duke e parë të tërë. *Është hëna plot* është hënë e plotë. *S?e shoh plot. Duket plot.*
6. *bised.* Në shenjë; me sukses, duke arritur që-Ilimin, jo kot; *kund.* bosh. *Shtiu (qëlloi) plot. Me dolt rruga plot.*
7. *përd. pakuf.* Tërë, gjithë. *Plot lule (bar). Plot ujë. Fytyrë plot rrudha. Plot gëzim (kënaqësi). Plot inat (urrejtje, dashuri). Plot Vetëmohim. Plot gjallëri. Plot shëndet.*
8. *përd. pj.* Pikërisht, tamam. *Plot dy ore. U mbush plot një vit. Qëndroi plot një muaj. E them me plot të drejtë. Plot në orën nëntë.*
• Me barkun plot i ngrënë, i ngopur. Rrafsh e plot *shih te* RRAFSH. Me zemrën plot me gëzim e me kënaqësi. Flas (them, kërkoj) me plot gojën (plot gojën) *shih te* GOJË,~A. E ka kokën plot a) është i ditur, i mësuar; është i mençur; b) është i bindur plotësisht për diçka. E ke lejen plot pashin (me pash) *shih te* PASH,~I. E ka syrin plot është i kënaqur plotësisht me diçka; i ka të gjitha. E ka xhepin plot ka shumë para; është në gjendje të mirë ekonomike. Me plot (me tërë) kuptimin e fjalës *shih te* FJALE,~A. E shikon me syrin plot *dike a diçka* e shikon me lakmi; e heton mirë. Vjen me duar plot vjen me arritje të shumta. Djepi plot e këmbët jashtë *iron.shih te* DJEP,~-"I. Syri plot e dora thatë *shih te* SY,~RI. Urtë e butë e plot tiganin . *u. shih tek* URTË.
PLOTË (i,e) *mb.* I. I mbushur tërësisht, deri në buzë, aq sa nxë a sa s'merr me; *kund.* i zbrazët; bosh' *Një gotë të plotë. Kalliri i plotë e mban kryet ulur. fj. u.*
*2.* Që shfaqet plotësisht, që duket i tërë; *kund.* i pjesshëm. *Pamje e plotë. Hënë e plotë* hënë katër-mbëdhjetëditëshe. *Eklips i plotë.*
3. I shëndoshë e i mbushur në trup, në fytyrë etj.; j bëshëm; i rrumbullakët. *Burrë i plotë. Grua e plotë. Me fytyrë të plotë. Vinte i plotë me trup.*
4. Që i ka të gjithë përbërësit, që përfshin të gjitha ato që duhen, jo i pjesshëm, jo i cunguar; i tërë, i përfunduar. *Njohuri (dijeni) të plota. Të dhëna të plota. Plehërim i plotë. Qumësht i plotë* qumësht që nuk i është hequr ajka. *Mendim i plotë. Numër i plotë. mat. Njësi e plotë. Fjalë e plotë. Trajtë e plotë. gjuh.*
5. Që përfshin të gjithë, që nuk i mungon asnjë. *Listë e plotë. Ekip i plotë. Familje e plotë. Mbledhje e plotë.*
6. Që bëhet a çohet deri në fund, që zbatohet a bëhet tërësisht, që nuk lihet përgjysmë; që kap të gjitha anët, i përgjithshëm, jo i kufizuar. *Shfaqje e plotë. Punë e plotë. Kurs i plotë. Ore të plota mësi-more. Liri e plotë. Çlirim i plotë. Fitore e plotë. Shërim* i *plotë. Arsim i plotë. Ndërtimi i plotë i shoqërisë so-cialiste. Demokratizim i plotë. Të drejta të plota. Mi-ratim i plotë. Përkrahje e plotë.*
7. Që ka arritur fazën më të lartë të zhvillimit; që është në masën a në shkallën më të madhe të mund-shme, që bëhet me forcën më të madhe. *Pjekje e plotë. Lulëzim i plotë. Shëndet i plotë. Me shpejtësi të plotë. Gatishmëri e plotë. Errësirë e plotë. Bindje e plotë. Besim* i *plotë. Shkatërrim i plotë. Në fshehtësi të plotë.*
8. Që ka lartësinë e duhur, i mbushur (për zërin a tingullin). *Zë i plotë. Ton i plotë.*
9: I trashë; i dendur. *Pambuk i plotë. Pëlhurë e plotë. Fill (pe)i plotë.*

*k* Si bletë e plotë me shumicë e më të mira, si bleta. Me zemër të plot! me kënaqësi, me gjithë zemër. Në kuptimin e plotë të fjalës *shih te* FJALË,~A. I jap fuqi të plotë *drejt.* e bëj të plotfuqishëm. E kryera e p l o t ë *gjuh. shih te* KRYER,~'A (e).

PLOTËS,~^I *m. sh.* ~A, <->AT *gjuh. shih* RRETHANOR,~I. *Plotës thirror. Plotës dallimi (kraha-simi, kufizimi, kohe, vendi, mjeti, mënyre, qëllimi, sasie, shkaku, vepruesi).*

PLOTËSl,~A . *libr.* Të qenët i plotë, vetia e diç-kaje që është e plotë. *Plotësia e të dhënave. Plotësia e përshkrimit.*

•*k* Me plotësi zërash njëzëri, në mënyrë të një-zëshme.

PLOTËSlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PLOTESOJ, PLOTËSOHET. *Plotësimi* i *detyrave (i zotimeve, i normës, i planit). Plotësimi i nevojave. Plotësimi i një qëllimi. Plotësimi i zbrazët ive (i boshllëqeve).*

2. Pjesë që i shtohet diçkaje për ta plotësuar; shtesë. *Me pak plotësime. I bëri disa plotësime.*

PLOTËSISHT *ndajf.* 1. Aq sa merr, aq sa nxë, plot. *Mbush plotësisht.* 2. Me tërë forcën, me gjithçka kam, tërësisht.

*Është dhënë plotësisht pas punës. Jam plotësisht me ju. E ndiej plotësisht.*

3. Deri në fund, tërësisht, përfundimisht. *E shka-lërroi (e asgjësoi, e zhduku) plotësisht. E kreu plotësisht. Përfundoi plotësisht.*

4. Në të gjitha anët a drejtimet; në mënyrë të plotë; krejt; *kund.* pjesërisht. *E kuptoi plotësisht. U bind plotësisht. Fitoi plotësisht. E miratoi plotësisht.*

PLOTËSOHET *vetv.* 1. Zihet, mbushet. *Vendet e zbrazëta u plotësuan.*

2. *Pës. e* PLOTESOJ.

PLOTËSOJ *kal.,* ~'OVA, —CAR. 1. Zë një vend të lire; zë një hapësirë të zbrazët; e mbush (edhe *fig.). Plotësoi rreshtin. E plotësoi me tulla (me dhe). Plotësuan vendet e zbrazëta në organikë.*

2. I shtoj diçka që i mungon, e bëj të plotë duke i shtuar diçka. *Plotëso) shumën (numrin). Plotësoj paratë që duhen. E plotësoi artikullin me disa citate.*

3. Mbush me shkrim një formular, një letër të bardhë etj. sipas disa kërkesave. *Plotëso] formularin. Plotësoj dokumentet.*

4. Kryej një detyrë, një porosi etj., bëj atë që me kërkohet; e çoj deri në fund diçka, e mbaroj; për-mbush. *Plotësoj detyrën (kërkesën, porosinë). Plotësoj planin (normën). Plotësoj nevojat (kërkesat).*

5. Kënaq, përmbush. *la plotësoi dëshirën. Nuk ia plotësojnë tekat fëmijës.*

PLOTËSOR,~4 m. *sh.* —Ë, ~ËT. 1. Plotësues.

2. *gjuh. shih* RRETHANOR,~I. *Plotësori i kohës Ci shkakut).*

PLOTËSOR,~E *mb.* 1. Që shërben për të plotësuar diçka, plotësues. 2. *gjuh. shih* RRETHANOR,~E.

PLOTËSUES,~I *m. sh.* —, ~IT. Diçka që i shtohet një tjetre për ta bërë më të forte, lëndë a diçka tjetër plotësuese.

PLOTËSUES,~-E *mb.* 1. Që i shtohet diçkaje për ta bërë të plotë a më të plotë; që bëhet edhe një here për të plotësuar ndonjë zbrazëti; ndihmës. *Ushqime plotësuese. Të dhëna (njoftime) plotësuese. Provim plotësues. Material plotësues. Literature (pjesë) plotësuese. Masa (kërkesa) plotësuese. Plehërim plotësues. Prashitje plotësuese. Punime plotësuese.*

*1. drejt.* Që zëvendëson atë që mungon. *Anëtar plotësues. GJyqtar plotësues.*

\+ Kënd plotësues *gjeom.* këndi që së bashku me një tjetër bën një kënd të drejtë.

PLOTFUQI,~A . *sh.* ~>, ~TË *libr.* Plotfuqish-mëri. *Plot fuqi e vlefshme. Njoh plotfuqitë e dikuj t. I dha plotfuqi.*

PLOTFXJQlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka fuqi a të drejta të plota për të vepruar, për të marrë ven-dime etj., që i janë dhënë fuqi të plota për të bërë diçka; fuqiplotë, i gjithëfuqishëm. *Zot i plotfuqishëm i fateVe të tij. Sundimtar i plotfuqishëm. Ishte (u be) i plotfuqishëm.*

2. *si em.* ~ËM, ~MI (i) *m. sh.* ~ËM, ~MIT (të). Punëtor i policisë sonë popullore në një sektor, lagje etj. *I plotfuqishmi i policisë. Iplotfuqishmi i zones (i krahinës, i rajonit, i qytetit, i lagjes).*

PLOTFUQISHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i plot-fuqishëm, e drejta që ka dikush për të vendosur vetë për diçka. *Plotfuqishmëria e popullit. Ka (gëzon) plot-fuqishmëri.*

PLOTGOJË,~A . *euf.* Dreqi, shejtani. *E hëngërt plotgoja! mallk.*

PLOTOR,~E *mb. vjet.* 1. Që kishte gjashtë klasa (për shkollën fillore para Çlirimit). *Shkollë plotore.*

*2\ si em.* ~E, ~-JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Shkollë që kishte gjashtë klasa.

PLOTPËRPLOT *ndajf.* Plot e përplot, sa nuk nxë me; krejt. *Kazani ishte plotpërplot. Petnët janë plotpërplot. U mbush salla plotpërplot.*

PLOTPJESËTIM,~I *m. mat.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve PLOTPJESËTOJ, PLOTPJESË-TOHET. *Plotpjesëtimi me nëntë (me dy, me tre...).*

PLOTPJESËTOHET *vetv.* 1. *mat.* Pjesëtohet me një numër tjetër pa lënë mbetje, pjesëtohet plo-tësisht. *Dymbëdhjeta plotpjesëtohet me katër.*

*£ libr.* Ndahet a pjesëtohet plotësisht.

PLOTPJESËTOJ *kal.,* ~OVA, ~ÇAR. 1. *vet. veta III mat.* E pjesëton një numër tjetër pa lënë mbetje, e pjesëton plotësisht. *Dyski e plotpjesëton dhjëtën.*

*2: libr.* Ndaj a pjesëtoj diçka në mënyrë të plotë.

PLOTPJESËTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *mat.* Numri që e pjesëton një tjetër pa lënë mbetje. *Plotpjesëtuesi i ntimrit* 72.

PLOTPJESËTUESHËM (I), ^ME (e) *mb. mat.* 1. Që mund të pjesëtohet me një numër tjetër pa lënë mbetje. *Numër i plotpjesëtueshëm me nëntë.*

21 *si em.* ~ËM, ~MI (i) *m.* Numri që pjesëtohet ngajnjë tjetër pa lënë mbetje, numër që plotpjesëtohet.

PLOTPUSHTETSHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që ' ka pushtet të pakufizuar, i gjithëpushtetshëm; i plbtfuqishëm. *Sundimtar i plotpushtetshëm. Zotërues i p(btpushtetshëm.*

PLUG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. I. Vegël bujqësore prej hekuri, me plor të madh e të gjerë, që tërhiqet me traktor, me kuaj a me qe për të lëruar token ose për të hapur vija kulluese. *Plug i lehtë* plug për punime të cekëta. *Plug i rëndë* plug për pu-nime të thella. *Plug mbathës* plug që përdoret për të mbathur bimët. *Plug urith* plug që përdoret për dre-nimet. *Plug fushor (kodrinor, malor). Plug për hapje vijash. Plug pa veshë. Doraku i plugut. I shkoi plugun.*

2I *bised.* Lërim, plugim. *Plugu i parë (i dytë). Plugu i janarit është vlagë e beharit. fj. u.*

3. Sasi dheu aq sa ngre kjo vegël në një hulli. *Një plug dhe.*
PLUGIM,~I *m. sh.* ~>E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PLUGO.I, PLUGOH"ET. *Plugim i thellë (i cekët). Plugim i parë (i dytë). Plugimet e hershme. Plugimi i tokës fi arës). Plugimi i vjeshtës (i pranverës). Filloi plugimi. I bënë plugimin.*
PLUGOHET. *Pës. e* PLUGOJ.
PLUGOJ *kal.,* —OVA, ~UAR. Lëroj token me plug. *Plugoi token. E pluguan për hamullore. E plugoi thellë. E plugoi me traktor (me kuaj, me qe).*
PLUHUR,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Dhe i tharë e i thërrmuar shumë imët, që formohet zakonisht në
verë nëpër rrugë, nëpër fusha etj. ngrihet lehtë në ajër ose mbulon sipërfaqet e sendeve të ndryshme; lëndë tjetër e ngurtë, e thërrmuar hollë si hi. *Pluhur i imët (i hollë, i dendur). Pluhur vullkanik* pluhur që formohet nga ngurtësimi i cirkave të laves së vullkanit. *Pluhur kozmik* pluhur i hapësirës ndëryjore a ndërplanetare, që shkëputet nga yjet ose nga planetët. *Pluhur radio-aktiv. Pluhur rëre (guri, shkumësi). Pluhur druri (sha-rre)* tallash. *Pluhur metali (plumbi). Pluhuri i letrës. Pluhur qymyri (gëlqereje, duhani). Pluhur bore. Pluhuri i rrugës. Re pluhuri. Shtjellë (vorbull) pluhuri. Ishte bërë me pluhur. Ngriti pluhur era. Zuri pluhur. Kishte një pëllëmbë pluhur* kishte zënë shumë pluhur. *lu mbush goja (koka) me pluhur. E mbuloi pluhuri. Shkund (heq, pastroj, marr, fshij) pluhurin. Zhgërryhet në pluhur. Ra në pluhur.*
2. *kryes. sh. bised.* Thërrmija dheu, qime e të fshira që zënë orenditë, dhomat etj.; lëmishte, bëzhdile. *Pluhurat e shtëpisë. Thithës pluhurash. Kishte shumë pluhura. Heq (fshij) pluhurat. I ra një pluhur në sy.*
3. Lëndë e veçantë me origjinë bimore, shtazore ose minerale, e shtypur a e bluar si miell, që përdoret si bar, për të gatuar, për të larë etj. *Pluhur i imët. Pluhur i thjeshtë* pluhur që përmban vetëm një lëndë. *Pluhur i përbërë* pluhur që përmban disa lëndë. *Pluhur sapuni. Pluhur rrobash. Pluhur salepi. Pluhur har-dalli. Pi pesë (dhjetë) gramë pluhur në ditë.*
4. *fig.* Diçka e keqe që të pengon, të bën të hum-basësh gjallërinë, të mban në një gjendje plogështie etj. *Pluhuri i harresës. Pluhuri i burokratizmit. E ka mbuluar pluhuri. E shkundi pluhurin.*
5. *përd. mb.* Që është në trajtë mielli a hiri, i thërrmuar. *Qumësht pluhur. Sheqer (kafe, piper) pluhur. Bar (ilaç) pluhur. Qymyrguri pluhur. Barut pluhur. Pleh pluhur.*
•*k* E bëri hi (hi e pluhur, shkrumb e hi) *d i ç k a shih te* HI,~RJ. U be pluhur u shkatërrua ekonomikisht, u dogj e u shkatërrua krejt, u be hi. E hodhi (e rrëzoi) në pluhur *dike a diçka* e dërrmoi, e shkatërroi fare; e tlaku tutje, e braktisi. E ka zënë pluhuri *diçka* është harruar fare, nuk është kujtuar njeri për të, ka një kohë të gjatë që nuk përdoret. U be baltë e pluhur *dikush* u përul para dikujt, u nënshtrua, u be urë e vig. I hodhi pluhur (hi) syve *dikujt shih te* HI,~RI. Nuk i hedh pluhur faqes nuk e bëj veten me turp, nuk turpërohem. Humbi si pluhuri në erë humbi pa lënë gjurmë, humbi pa nam e nishan; shkoi kot. Nuk mban pluhur në vesh preket shumë shpejt; nuk duron fyerje. Nuk mban pluhur mbi vete nuk lejon ta njo-llosin a ta turpërojnë; nuk duron fyerje. Ngre (çon) pluhur në llaç *dikush* merret me një punë të kotë, i futet një pune që s'bëhet. I ngrihet (i çohet) pluhuri (nga) prapa *dikujt për* të flasin kudo që të vejë (zakonisht kur fiasin edhe mirë edhe keq). Mos ngri (nios ço) pluhur! mos fol, mos bëj zhurmë (për një çështje). Shkëmbeu hiçin me pluhur s'fitoi asgjë.
PLUHURAK,~E *mb.* Pluhuror.
PLUHURIZË,~A. Pluhur shumë i imët e i hollë, që ngrihet e qëndron për ca kohë në ajër. *Pluhurizë qymyri.*
PLUHURIZIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PLUHURIZOJ, PLUHURIZOHET.
*Pluhurizim me makina.*
PLUHURIZOHET *vetv. libr.* 1. Copëtohet në thërrmija shumë të vogla, bëhet pluhur.2. *Pës. e* PLUHURIZOJ.
PLUHURIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* E thërr-moj një lëndë shumë imët, e bëj pluhur. *Pluhurizojnë qymyrin (barutin).*
PLUHUROHEM *velv., pës.* Pluhuroscm.
PLUHUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Pluhuros. *E pluhuruan qerret. Pluhuroi plagën (me pudër). E pluhuroi me bar mole.*
*2. jokal.* Ngre pluhur. *Veriu pluhur on.*
PLUHUROR,~E *mb.* Që është si pluhur. *Tokë pluhur ore.*
PLUHUROS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj me pluhur dike a diçka, e pluhuroj. *Era ua pluhurosi rrobat.*
2. E shkrifëroj, e bëj si pluhur (për token etj.); e shndërroj në pluhur; pluhuroj.
3. Bëj diçka me ndonjë bar a lëndë tjetër që ështS si pluhur; e spërkat me pluhur, pluhuroj. *Pluhuros me gëlqere të pashuar (me squfur).*
PLUHUROSEM *vetv.* 1. Bëhem me pluhur, plu-hurohem.
2. *vet. veto III.* Shkrifërohet, bëhet si pluhur (për token etj.), pluhurohet. *U pluhuros dheu.*
3. *Pës. e* PLUHUROS.
PLUHUROSËS,~E *mb.* Që përdoret për të plu-hurosur (për diçka në trajtë pluhuri); që pluhuros. *Lëndë pluhurosëse. Pompë pluhurosëse.*
PLUHUROSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PLUHUROS, PLUHUROSEM. *Pluhurosja e bimëve. Pompë për pluhurosje. Bënë pluhurosjen.*
PLUHUROSUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë a mbuluar me pluhur. *Rrugicë e pluhurosur. Me fytyrë tëpluhu-rosur. Me rroba të pluhurosura. Xhama të pluhwosur.*
2. I shkrifëruar, i bërë si pluhur (për token etj.); i shndërruar në pluhur. *Tokë e pluhurosur.*
3. Që është spërkatur me ndonjë lëndë në trajtë pluhuri; i pudrosur. *Bimë (ara) të pluhurosura.*
PLUHURTHlTHËS,~E *mb.* Që shërben për të thithur pluhurat nga orenditë, nga dyshemeja, nga rrobat etj. a për të pastruar mjedisin nga pluhurat *Makinë pluhur thithëse.*
PLUHURTHlTHËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Makinë pluhurthithëse; fshesë elektrike.
PLUMB,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *vet. nj. kim.* Metal i butë e shumë i rëndë, me ngjyrë hiri në të kaltë-rreme, që përpunohet pa vështirësi dhe përdoret gje-rësisht në industri e në teknikë, për të veshur enë e aparate kimike etj. *(simboli* Pb *). Tel plumbi. Kube plumbi. Kripëra plumbi. Bo)ë (ngjyrë) pliunbi. Minierë plumbi. Nxjerrja e plumbit. E veshën me plumb. I rëndë si plumb.*
*2.* Një cope nga ky metal, që përdoret për punë të ndryshme; një cope e tillë, zakonisht e shtypur dhe me shenjën e vulës, që përdoret nga organet zyrtare për të mbyllur pako, kuti etj. *Plumbat e sigurimit të vagonave. Pako (arkë) me plumb. Rrjetë me plumba* rr jetë me copa

të vogla e të rrumbullakëta plumbi, që përdoret për peshkim, plumbçë. *E mbylli me plumb.*
3. *vet. nj.* Lëndë e trashë prej këtij metali, e pir-zier me zhivë etj., që përdoret për të mbushur dhëm-ballët. *mbushi me plumb. I ra plumbi.*
4. Pjesë gjatoshe e fishekut a e predhës, e bërë prej këtij metali, e çila shkëputet nga gëzhoja kur që-llojmë me armë zjarri. *Plumb pushke (automatiku, mitralozi). Plumb me majë. Shpejtësia e plumbit. Bre-shëri plumbash. Fishkëllima e plumbave. Plage (shenjë) plumbi. I dha plumbin. bised.* e pushkatoi. *këputi plumbin. bised.* e vrau. *E mori (e zuri, e hëngri) plumbi* u vra; u plagos. *E priti me plumb* e priti me pushkë. *bën dredha plumbit. mospërf.* është frikacak. *Derri do plumb, fj. u. I rente plumbi! mallk.*
5. Plumbçe. *vë plumbin.*
*6.* Grafiti i lapsit. *Plumbi i lapsit. Laps plumbi. Mpreh plumbin.*
7. *fig.* Goditje vdekjeprurëse, grusht për vdekje; diçka që të dëmton, të shkatërron ose të shkakton një dhembje të madhe. *Është plumb për armiqtë. E kam plumb në zemër. Me ra si plumb në zemër.*
8. *përd. mb.* Që ka ngjyrën e këtij metali, në ngjyrë të hirit. *Toka plumb e qielli flake.*
9. *përd. mb.* edhe *fig.* Shumë i rëndë. *U be plumb diçka* u rëndua shumë. *E ka dorën plumb. I kam qepallat plumb nga pagjumësia. E kam kokën plumb* e kam kokën shumë të rëndë, me dhemb koka shumë. *E ka fjalën plumb* e ka fjalën shumë të rëndë; të vret me fjalë.
10. *përd. ndajf.* edhe *fig.* Shumë, si plumb (me mbiemrin i rëndë ose me foljen rëndon etj.). *Është plumb i rëndë. Gjuntë i rëndë plumb. Caste të rënda plumb. Me rëndonte plumb. U bënë të rënda plumb.*
11. *përd. ndajf.* Shumë shpejt, ashtu siç ikën plumbi a shigjeta, si vetëtima, fiuturimthi. *lu sul plumb. Ftu-turoi plumb.*
*if* Plumb për plumb një për një; dhëmb për dhëmb (me armikun). Barrë plumbi a) barrë shumë e rëndë; b) njeri shumë i rëndë, njeri që mezi durohet. Plumb me sheqer *iron, shih te* SHEQER,~I. Ecëu (shkon) me këmbë plumbi ecën shumë ngadalë, me hapa shumë të sigurt. E ka syrin plumb (plumbç) është shumë i gjallë, i lëshojnë sytë zjarr; është shumë i mprehtë. Ha (bren) plumbin (hekurin, çelikon) me dhëmbë *shih te* DHËMB, ~I. la la plumbin në lëkurë (në mish, breads) *shih te* LËKURË,~A.
PLUMBÇ,~l *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Plumbçe. *Plumbfi* i *muratorit.*
*2. bised.* Grafiti i lapsit; laps plumbi. *Plumbçi i lapsit. Shkruaj me plumbç.*
3. Cope prej plumbi, që vihet në anë të rrjetës së peshkimit për ta fundosur lehtë në ujë. *Ana e plumbçave.*
4. Plumbçë.
• E ka syrin plumbç (plumb) *shih* fe PLUMB,~I.
PLUMBCE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Një cope metali e rëndë, në trajtën e një koni, e lidhur me një pe të gjatë, që e përdorin muratorët për të mbajtur qo-shet e drejtimin pingul të mureve. *Plumbçja e muratorit. Peri* i *plumbçes. I Vuri plumbçen murit.*
PLUMBÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrjetë peshkimi e rrumbullakët, me copa plumbi rreth e rrotull, që hidhet me krah e hapet në ujë. *Hodhi plumbçen. Mblo-dhi {ngriti, tërhoqi) plumbçen. Gjuan (peshkon) me plumbçë.*
PLUMBÇORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Grua magjistare, falltare që bënte magji a shtinte fall me copa plumbi.PLUMBTË (i,e) *mb.* 1. Që është bërë prej plumbi. *Pagur i plumbtë. Tape e plumbtë. Gyp i plumbtë. Kube e plumbtë.*
2. Që ka ngjyrën e plumbit; i errët. *Ngjyrë e plumbtë. Bluzë e plumbtë. Qiell i plumbtë. Nate e plumbtë.*
3; edhe *fig. libr.* Që të rëndon, i rëndë. *Zgjedhë e plumbtë. Heshtje e plumbtë. I kam të plumbtë kapakët e syve.*
PLURALIZËM,~MI *m.* 1. *filoz.* Doktrinë fi-lozofike idealiste, sipas së cilës qeniet, sendet e duku-ritë e botës kanë disa fillime dhe janë të pavarura e pa lidhje të brendshme ndërmjet tyre.
2. Sistem shtetëror në një vend borgjez e revizio-nist, që ka shumë parti politike, grupe e forca sho-qërore me interesa, me botëkuptime e me pikëpamje të ndryshme; pikëpamje revizioniste që kërkon një sistem të tillë politik e shoqëror dhe që është kundër unitetit marksist-leninist, kundër rolit udhëheqës të një partie të vetme marksiste-leniniste në shtetin socialist, si edhe kundër një ideologjie të vetme marksiste-leniniste në lëvizjen komuniste e punëtore ndër-kombëtare. *Pluralizmi revizionist. Rrymat e plura-lizmit.*
PLUS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *mat.* Shenja si kryq (+) që vihet midis dy numrave a dy madhësive për të treguar veprimin aritmetik të mbledhjes; she-njële tillë që tregon vlerën pozitive të një madhësie; kund. minus. *+4 (plus katër). +a (plus a). Shkruaj (vë) pluset.*
2. *përd. kallëzues. mat.* Mbledhim, shtojmë (kur mbledhim një numër a një madhësi tjetër); edhe. *Dy plus pesë barazi shtatë.*
3. *spec.* Madhësi pozitive, madhësi mbi zero (kur matim temperaturën e ajrit etj.); shenja (-f) që përdoret për të shënuar temperaturën mbi zero; *kund.* minus. *Temperatura është plus* 6 *grade.*
*4\ elektr.* Elektriciteti pozitiv; shenja (+) që tregon elektricitetin pozitiv në një bateri, në një pile etj.; *kund.* minus. *Rryma shkon nga plusi në minus.*
5. Shenja (+) që përdoret për të shënuar një vle-rësim të mirë të dijeve të nxënësve në shkollë etj.; *kund.* minus. *Mori (i vuri) një plus.*
6. *fig. bised.* Veti a cilësi e mirë, vlerë e dikujt a e diçkaje; kusht a rrethanë e favorshme; *kund.* minus. *Plus i madhpër ne. Ka disa pluse. I peshoi mirë pluset e minuset.*
7I *përd. mb.* Që është si shtesë mbi diçka të para-shikuar; tjetër. *Shpenzime plus. Ditë plus.*
8j *përd. lidh.* Përveç kësaj, edhe..., si edhe... *Shpenzimet plus mundimi. Puna brenda tetorëshit plus puna shoqërore.*
PLUSK,~U *m.* 1. Pluhurizë; shtresë e hollë plu-huri, hiri etj.; pjalm. *Plusk bore. P'.usku i luleve. Plus-ku i thëngjilllt.*
2. Cipë e hollë që zë në sipërfaqe shëllira, uthulla, qumështi etj., vemesë. *Ka vënë shëllira plusk.*
PLUSKlM,~I *m. sh.* ~>E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes PLUSKOJ. *Plus-kimi i tapes mbi ujë.*
PLUSKOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *zakon. vet a III.* Qëndron sipër e tundet mbi ujë, në ajër etj. dhe nuk bie poshtë, rri gjithnjë në sipërfaqe të ujit e nuk zhytet (zakonisht për diçka të lehtë).
*Tapat (gjethet, degët) pluskonin mbi ujë. Dërrasat pluskonin nëper liqen. Puplat pluskonin në ajër.*

*2.* Notoj a lundroj shumë ngadalë mbi ujë; lëviz shumë ngadalë në ajër. *Po pluskonin me trap. Pluskonin retë në qiell.*
3. *fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit fetor në r. dhanore).* Me kujtohet turbull dikush a diçka, m8 shfaqet e me zhduket; *vet. veta HI* duket e zhduket shpejt, shfaqet vetëtimthi. *Me pluskonte para syve (në mendje).*
4. *fig.* Kam diçka me bollëk, notoj. *Pluskonte në mes të të mirave.*
PLUSKUES,~'E *mb.* 1. Që qëndron sipër e tundet mbi ujë, në ajër etj. dhe nuk bie poshtë, që nuk zhytet në ujë. *Sende pluskuese. Trup pluskues.*
2. *Përd. em. m.* sipas kuptimit të mbiemrit (kryesisht për sende që janë më të lehta se uji etj.).
PLUTOKRACI,~A . *libr.* 1. Sundim politik i shtresës më të pasur, e cila përqendron në duart e veta pushtetin shtetëror dhe shfrytëzon egërsisht ma-sat punonjëse, shtyp çdo organizatë e lëvizje për-parimtare.
2. *përmb.* Tërësia e plutokratëve, plutokratët.
PLUTOKRAT,~I *m. sh.* ~Ë, '-ËT *libr.* Përfa-qësues i shtresës më të pasur, e cila ka në dorë pushtetin shtetëror.
PLUTONICM,~I *m. kim.* Metal që nxirret në mënyrë artificiale nga mineralet e uraniumit, ka veti radioaktive dhe përdoret për të përftuar energji bër-thamore *(simboli Va). Plutonium i paster. Hombë me plutonium.*
PLLAJË,-">A . *sh.* "OA,. ->-AT *gjeogr.* Vend pak a shumë i rrafshët, që ngrihet butë mbi peseqind metra; rrafshinë në një vend të lartë; rrafshnaltë. *Pllajë e lartë* rrafshnaltë. *Pllajë e zhveshur. Pllajë me grurë. Pllajë me bore. Në male e pllaja.*
PIXAKAQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rrasë e hollë prej guri, prej mermen ose prej çimentoje, zakonisht me katër qoshe, që shërben për të shtruar dyshemetë, oborrin etj., pllakë e vogël. *Pllakaqe çimentoje. Plla-kaqet e dyshemesë. Rrugë me pllakaqe. E shtruan me pllakaqe.*
PLLAKAS *ndajf.* Petash. *Luajnë pllakas.* PLLAKASH *ndajf.* Petash. *Luajnë pllakash.*
PLLAKASHTRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai *që* shtron me pllaka dyshemetë etj. *Punon sipllakashtrues.*
PLLAKAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vizatim me përmasa të mëdha, zakonisht me ngjyra dhe me një tekst të shkurtër, që shpreh një ide të caktuar, shumë-fishohct në shtypshkronjë dhe vendoset në rrugë a në një vend tjetër të dukshëm si mjet agjitacioni e pro-pagande ose si reklamë. *Pllakat politik (përkujtimor). Pllakat filmi. Pllakat për Rilindjen Kombëtare.*
2. *përd. mb.* Që është e thjeshtë, e qartë e që bie në sy menjëherë (për pikturën). *Pikturë pllakat.*
PLLAKATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shtambë me njërën fcqe të sheshtë si pllakë; kënaçe e ngushtë më të dyja faqet të sheshta.
PLLAKË,~A . *sh. ~sk,* ~AT. 1. Rrasë e hollë prej guri, prej mermeri, prej çimentoje etj. zakonisht me katër qoshe, me sipërfaqe të sheshtë e të lëmuar,që shërben për të shtruar dyshemetë, rrugët, këmbë-soret etj. ose për të mbuluar a për të veshur diçka; petë e tillë prej metali a prej lënde tjetër që shërben për punë të ndryshme. *Pllakë e gurtë (e metaltë). Pllakë e rrumbullakët. Pllakë guri (mermen, çimen-toje, hekuri, gize, bakri). Pllakë xhami (plastike, fibre). Pllaka fajance. Pllakë zdrukthi* pllakë prej tallashi të trashë, të përzier me tutkall e të ngjeshur fort, që përdoret si dërrasë. *Pllaka dyshemeje. Pllakat e varrit. Fabrika e pllakave. Oborr (rrugë, dhomë) me pllaka. E shtruan (e mbuluan, e veshën) me pllaka.*
2. *vjet.* Rrasë e vogël, e hollë, me katër qoshe e në ngjyrë të zezë, që përdorej nga nxënësit e flllores për të shkruar mbi të me një laps të posaçëm. *Pllakë me vij'a (me kuti). Shkruanin në pllaka. Fshiu pllakën.*
3. Rrasë guri a metali ku është shkruar diçka. *Pllakë përkujtimore* pllakë mermeri a metali që ven-doset diku për të përkujtuar një ngjarje të rëndë-sishme ose një njeri të shquar. *Pllaka e derës (e portës).*
4. Petë e vogël guri, më të cilën luajnë fëmijët.
5. Rrotull e hollë prej lënde të posaçme, ku është re-gjistruar një këngë, një melodi a zëri i dikujt, disku i gramafonit; *bised.* kënga a melodia e regjistruar në këtë rrotull. *Pllakë gramafoni. Pllaka shqiptare. Pllakë e bukur (e vjetër). Vuri një pllakë. U thye pllaka.*
6. Fletë xhami e veshur me një shtresë shumë të ndjeshme ndaj dritës, që përdoret për fotografim. *Pllakë fotografike.*
7. *përd. mb.* Që ka trajtën e një rrase a pete. *Xham pllakë* xham i trashë në trajtë fletësh, që përdoret për dritare, pasqyra etj.
• Si pllakë (si gur) varri *shift te* VARR,~I. E ktheu (e ndërroi) pllakën (fletën) *keq.* a) nisi një bisedë tjetër, e ndryshoi temën e bisedës; b) e ndërroi qëndrimin a mendimin e mëparshëm, kaloi në anën e kundër-shtarit, tradhtoi. E rregulloi pllakën e rregulloi pu-nën ashtu siç i leverdiste. Është pllakë gramafoni *d i-kusha)* flet pa pushim; b)ffet i kurdisur nga dikush tjetër.
PLLAKOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. I bie dikujt përsipër menjëherë e papritur, e zë poshtë; i vë sipër diçka, e mbuloj plotësisht me një gjë të rëndë. *E pllakosi shtëpia (muri). la pllakosi plagën me duhan. la pllakosi shpatullën me jaki. E pllakosën me velenxë.*
2. edhe *jokal. vet. veta III* edhe *fig.* Vjen menjëherë, papritur e me force (zakonisht diçka e keqe a e pa-dëshirueshme); vjen me shumicë, përhapet e zë vend në një hapësirë të madhe; bie, pushton gjithçka. *Pllakosi nata (errësira). Pllakosi bora. Pllakosi dimri. Pllakosi Vapa. I kishle pllakosur malarja. Pllakosi heshtja (qetësia). I pllakosi e keqja (mjerimi). E pllakosën fatkeqësitë. E pllakosi dëshpërimi (trishtimi). E pllakosën mendimet.*
3. *jokal.* Vij befas e më të shpejtë bashkë më të tjerë, dyndem bashkë me një grup të madh njerëzish. *Pllakosën partizanët në fshat. Pllakosi armiku (ushtria armike). Pllakosën hajdutët. Pllakosi tërë fshati. Pllakosën të gjithë në shtëpinë e tij.*
4. *bised.* Fsheh diçka. *pllakosnin librat në kohën e Turqisë.*
PLLAKOSET. *Pës. e* PLLAKOS.
PLLAKTHI *ndajf.* 1. Petash, pllakash. *Luajnë pllak-thi.*
2. Duke ia gdhendur faqet në të dy anët e duke e bërë si pllakë (për një dru etj.). *E gdhendi pllakthi.*
PLLANGA-PLLANGA *ndajf.* 1. Njolla~njolla. *E kishte bërë pllanga-pllanga.*
2. *përd. mb.* Me njolla, tërë njolla. *E kishte fytyrën pllanga-pllanga.*
PLLANGË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Njollë. *Pllangë e zezë (e bardhë). Pllanga gjaku. Lopë me pllangë të bardhë në ballë.*

PIXANGË,~Aii. *sh.* ~A, ~AT. 1. Tra mbësh-tetës, që i vihet një muri a një shtylle për ta mbajtur. *vuri një pllangë.*
*2.* Levë që shërben për të shkulur gurë të mëdhenj; druri që përdoret për të lëshuar gurin e poshtëm të mullirit. *E lëshoi me pllangë.*
PLLAQ-PLLUQ *onomat. bised.* Përdoret për të dhënë zhurmën që del kur goditet uji me duar a me diçka tjetër ose kur ecim në ujë a në llucë. *Përplaste duari e këmbët pllaq-plluq.*
PLLAQURITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Përplas
këmbët a duart në ujë, bëj pllaq-plluq në ujë (zakonisht për fëmijët kur lahen në banjë, në ndonjë pellg etj.) *Pllaquritej në govatë.*
*2. vet. veta HI.* Përplaset e bën një zhurmë sikur i biem ujit me pëllëmbë. *Deti (vala) pllaquritej në breg.*
PLLASHICË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* Cironkë; gjuhëz.
PLLAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* PËRDHEC, ~I. *Pllazi i plugut (i parmendës). U thye pllazi.*
*2.* Shputa e këmbës; pjesa e çorapit që mbështjell shputën e këmbës.
PLLENtM,~T *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *biol.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PLLENOJ, PLLENOHET. *Pllenim artificial (i kryqëzuar). Pllenimi i vezores. Pllenimi i pemëve. Bëhet pllenimi.*
2. *përmb.* Bagëtia që ka pjellë, kafshët pëlleja. *Ndajnë pllenimin nga shterpëria (nga shterpat).*
PLLENOHET *biol. Pës. e* PLLENOJ. *Pllenohet lulja. Pllenohet lopa.*
PLLENOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *biol.* Krijoj në vezore embrionin e një frymori duke bashkuar dy qeliza të kundërta seksuale; mbars. *aftë për të pllenuar.*
*2. bot.* Bëj të krijohet fara e një bime duke bashkuar bërthamën mashkullore (pjalmin) me qelizën femërore. *Pllenon lulet. I pllenojnë në mënyrë artificiale.*
PLLOÇAK,~E *mb. krahin.* Që është i shtypur a i sheshtë si pllakë, shpatuk, petashuq. *Gur plloçak. Kuti plloçake. Trup plloçak. Me fytyrë (me hundë) plloçake.*
PLLOÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin. 1.* Rrasë, pllakë. *Plloçat e oborrit (e çatisë). Nxjerr plloça. E mbuloi (e shtroi) me plloça.*
*2.* Diçka që ka trajtën e një pllakë; pjesë e vogël dhe e veçuar e diçkaje: cope e vogël toke e gardhuar. *Mbetën ca plloça në are pa ujitur.*
3. *përd. mb.* I rrasur, i ngjeshur; i shkelur; i sheshtë. *Ishte toka plloçë. E bënë arën plloçë.*
4. *përd. mb. fig.* I zbrazët, pa ngrënë asgjë; petë, rrasë. *E kishte barkun plloçë.* Mbeti plloçë *diçka* mbeti e palëvizshme, mbeti në vend. la bëri turiajtë plloçë *thjeshtligj.* e rrahu shumë, ia përsheshi hundët. I vuri plloçën (rra-sën) *diçk aje* e mbylli, e quajti të përfunduar diçka, nuk e zuri me në gojë, e mbuloi, i viiri kapak.
PLLOSKË,~A *sh.* ^A, ~AT *krahin.* Enë druri e rrumbullakët për të mbajtur ujë, verë etj. *Plloskë uji. Një plloskë me verë. Mbushi plloskën.*
PLLUM *onomat.* Përdoret për të dhënë zhurmën që bëhet kur diçka bie menjëherë në ujë, pëlltum. *Ra pllum në ujë (në baltë).*
PIXOSHË,~A . *kryes. sh.* ~->A, ~AT *krahin.* Çorape leshi të shkurtra; gjurmashka. *Mbathi pllushat.*
PLLYMËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrjetë e lehtë prej liri, që përdoret për të zënë peshq nëpër këneta e cekëtina.

PNEUMONI,~A. *sh.* ~, ~TË *mjek.* Sëmundje e mushkërive (mahisje e hojëzave të tyre), që shkak-tphet nga disa lloje mikrobesh dhe që shfaqet me zjarr-mi të madhe, më të rrahura të shpeshta të pulsit, me dhembje të forta në gjpks dhe me kollë; ftohje.
PO i *lidh.* I. Përdoret për të lidhur dy fjali të bashkërenditura me marrëdhënie të ndryshme kundër-shtore ose dy gjymtyrë të njëjta të një fjalie me marrëdhënie kundërshtore a kufizuese; por. *Dukej i vogël, pi) ishte i rëndë. Lirinë s'jua solla unë, po e gjeta këtu në mes tuaj. Donte të vinte, po s'e lane. Dua të fie, po nuk mëflihet.*
2. Përdoret për të lidhur dy fjali ose dy pjesë fjalie, njëra prej të cilave e plotëson a e zhvillon më tej atë që thuhet në tjetrën; por. *Ai do të vijë, po pak me vonë. Gruri mbin edhe në lagështirë, po (),ibin) me vështirësi. Hëngri, po me masë. Iu kujtua, po me vonesë. E ndih-monte vërtet, po pa qejf.*
3. Përdoret, zakonisht së bashku me fjalët “me-gjithatë”, “ende”, “përkundrazi”, për të përforcuar a për të theksuar me shumë kundërvënien; por. *Vësh-tirësitë qenë të mëdha, po megjithatë nuk e thyen. E kfshte dëshiruqr prej kohësh, po ende (megjithatë) s'e kishte arritur.*
4. Përdoret, zakonisht me një ndajfolje kohe ose me një fjalë tjetër që tregon kohë, për të lidhur dy fjali a dy pjesë të një fjalie, njëra nga të cilat (e dyta) shënon një gjendje ose një kohë të re, jo siç ishte parashikuar, kur kryhet veprimi i së pares; por. *Arri-tëm, po kur gjithçka kishte marrë fund. Puna u krye, po një ditë me pas. Do të dalim, po kur të pushojë shiu. Ia solli, po kur ai s'kishte me nevojë.*
5. Përdoret së bashku me lidhëzat “edhe”, “as” në bashkëvajtje me shprehjet lidhëzore “jo vetëm..., jo vetëm që..., le që...” për të formuar shprehje h-dhëzore bashkërenditëse të shkallëzimit (jo që.., pp; jo veç...,po; jo vetëm që..., po edhe; jo vetëm (ieç) që..., po as...; jo vetëm..., po edhe; le që... po; le që... po as (që); le që...,po edhe). *Jo vetëm që e ndërtuan shpejt, po e bënë edhe të bukur. Le që s'e kupton, po as përpiqet me shumë.*
6. Përdoret në fiUim të një fjalie të pavarur që shpreh një kundërshtim ndaj fjalisë së mëparshme; por. *Po vetë e kërkoi. Po unë s'i thashë gjë. Po asnjë s'u ngrit. Po as që kanë për ta pritur.*
7. Përdoret në fillim të një fjalie të varur kushtore, që tregon kushtin për realizimin e veprimit të shprehur nga fjalia drejtuese; në qoftë se. *Po të kern kohë.*
*do të vij. Po të pëlqeu, mbaje. Po e mbarove librin, sille. Po të kishe nxituar edhe ca, do ta kishe arritur trenin. Po s'punove, s'fiton. Po sluajte këmbët, s'luan (as) dhëmbët. fj. u. Po s'hëngre hudhra, s'bie erë. fj. u.*
8. Përdoret në disa shprehje lidhëzore me kuptim kushtor (po qe se; po qe që; po të jetë se; po të jetë që). *Po qe se e gjen, i thuaj se e kërkoj. Po të jetë e vërtetë, njofto edhe të tjerët.*
9. Përdoret në fillim të një fjalie me kuptime të ndryshme e me ngjyrime dëshire, urdhri, pyetjeje, habie, pakënaqësie etj. *Eh, po të vinte I Po çelësin që e harrova! Erdhëm, po ç'e do, u lodhëm. Po nesër ç'do të bëjmë? Po ky djalë që s'vuri mend!*
•*k* Po deshe të lutem, në mundsh.
PO ii *pj.* 1. Përdoret me vlerën e një fjalie, kur pranojmë a kur miratojmë diçka, kur pajtohemi me atë që thuhet etj.; *kund.* jo. Q — *Do të shkosh? — Po. UO—E*

*kuptove?* □ — *Po. Disapo, disa jo. Thotë po* e pranon, nuk kundërshton. *S" thotë aspo as jo* nuk vendos. Po *apçjo? Po dhe jo.*

2. Përdoret kur përforcojmë diçka që është thënë me pare, me kuptimin "patjetër, sigurisht, s'ka dy-shim, vërtet"; *kund.* jo. *Po, do të vijë. Po, do ta man atë. Po, e mirë është. Po, s'ka dyshim që do ta bëjmë. Po, patjetër që do të nisemi.*

3. Përdoret para a pas një fjale për të përforcuar kuptimin e saj duke e përsëritur urdhrin. përgjigjen, miratimin etj.; *kund.* jo.n-£*shikon atë majën e malit? — E shikoj, po.UO-Mua me kërkoi? — Ty, poPE gjeti, po. Po, nisu! Fol, po, ç'pret! E marrim, po, e marrim.*

4. Përdoret kur tregojmë diçka, kur përfundojmë një bisedë a përmbyllim një mendim, me kuptimin "kështu, pra, është e vërtetë". *Po ja, kështu ndodhi. Po, i tillë ishte ai. Po, ç'do gjë kapërcehet.*

5. Përdoret kur gjatë të folurit kujtojmë papritur atë që është thënë më parë ose kur na kujtohët diçka tjetër. *Po, m'u kujtua. Po vërtet, ishin dy. Po, ashtu ishte. Ku e patëm fjalën? Ah po, te gazeta e sotme.*

6. Përdoret zakonisht në krye të fjalisë për t'i tër-hequr vëmendjen bashkëbiseduesit që ai të ndalet e të mendojë me mirë për diçka. *Po, ta thashë që ta shohësh edhe njëherë. Po, për të mirën tënde e kam.*

7. Përdoret, edhe e shoqëruar me pasthirrmë, për të shprehur habi, mosbesim, mospërfillje, qesëndi, përçmim, pakënaqësi etj. *Po more, e ditke ti! Po moj, vërtet thua?! Pooo, dashke edhe me I Pooo, s'i pëlqeka atijl*

8. Përdoret në fjalitë pyetëse kur duam të përforcojmë e të mbështetim pyetjen. *Po sije? Po ç'të bëjmë sipas teje? Po sa vetë ishin? Po kush ta tha?*

9. *bised.* Përdoret në fund të një fjalie pyetëse me ngjyrim dyshimi për të përsëritur pyetjen ose për të nxjerrë atë që kërkohet nëpërmjet përgjigjes së bashkëbiseduesit, me kuptimin "apo jo?". *Ti do të vish, po? Do ta lexosh librin, po? Ti je me ne, po? Ai mbeti i kënaqur, po?*

10. Përdoret për të theksuar se është fjala për të njëjtin njeri, send etj.; pikërisht; krejt; gjithashtu. *Po ai njeri. Po ajo gjë. Gjithnjë po kështu. Po atë ditë erdhi dhe ai. Po në të njëjtën mënyrë. Bathe, bathe, po një kokërr* të njëjtën gjë përsërit, aty mbeti.

11. Përdoret përpara foljeve në kohën e tashme dhe në të pakryerën e mënyrës dëftore, nganjëherë edfie të mënyrës habitore, kur shprehim veprime që zgja-tin, që janë duke u shtjelluar në çastin e ligjërimitose në të njëjtin cast me një veprim tjetër. *Po shkruaj. Po bie shi. Po perëndonte dielli. Po dilte kur hyra unë. Po mbushet viti që nga ajo ditë. Po i pëlqeka shumë. Po e merr më të qeshur.*

12. 5I *em.* ~, ~JA. *sh.* ~, ~TË. Pohim; mira-tim, pranim. *Bëri "po" me kokë. Shqiptoi një po nëpër dhëmbë. Ponë e ka po.*

*k* E po___ përdoret kur duam të kundërshtojmë
lehtë e me kujdes, kur duam të përmbyllim një men-dim, kur duam të arsyetojmë për diçka ose kur paj-tohemi me në fund me diçka. Po e po... ( po se po...; po që po... ) përdoret kur folësi dëshiron të miratojë a të vërtetojë diçka me force.

POCAQl,~A. *sh.* ~, ~TË *Bised.* Mundim, vua.i-tje, mjerim; rraskapitje. *Jetonin në pocaqi.*

POCAQISEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised.* Mun-dohem, vuaj shumë; rraskapitem, ligështohem e vritem nga jeta e rëndë, nga një sëmundje etj. *Poca-qisej e robtohej me fëmijët.*

POCAQISUR (i,e) *mb. bised.* I munduar, i rras-kapitur, i ligështuar e i vrarë nga jeta e rëndë, nga një sëmundje etj., i shumëvuajtur.

POÇ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Enë prej balte ose prej qelqi, me fund të rrumbullakët, me grykë të ngushtë, me bark të gjerë e zakonisht me një vegjë, që shërben për të mbajtur ujë, pije të ndryshme etj.; enë balte ose metali me një vegjë, që përdoret zakonisht për të zier gjellë, poçe; sasia e pijes, e ujit, e gjellës etj. që nxë një enë e tillë; poçe. *Poç vere (ra-kie, uthulle). Një poç me ujë. Poç për shkrirjen " or-gjendit.*

2. Kokërr susaku, që në disa krahina, pasi i hiqe-shin farat, përdorej për ujë. quraësht, dhallë etj.

3. *bised. shih* LLAMBË,~A $_2$. *Poç elektrik. Poç llambe. U dogj poçi.*

4. Pajisje a diçka tjetër që ka një trajtë të fryrë, të rrumbullakët ose vezake. *Poçi i derdhjes në furrë. Një poç me shtatë vrima. gjëzë.* koka.

5. *përd. mb.* I shëndoshë -dhe i rrumbullakët në trup e në fytyrë; buçkan. *Ishte poç. E ka fëmijën poç.*

*k* Është si miu në poç (aë hauz) *shih te* HAUZ,~I. Ra si miu në poç ra në grackë, nuk ka me shpëtim, ra si miu në çark. Sia pret poçi (mendja, flqiri) edhe *poh. shih te* PRES i $_{24}$. Është poç nga koka (nga mendja) e ka kokën bosh, s'ia pret. Vërtitet rreth poçit sillet gjithnjë rreth një çësht jeje pa e zgjidhur atë, nuk del aty ku duhet.

POÇAR,~Ii *m. sh.* ~Ë, ~iËT. Ai që bën poçe a enë të tjera prej balte; vegshar, vorbar. *Çarku i poçarit.*

POÇAR,~I II *m. sh.* -Ë, ~-ËT. Qyp i vogël balte me një dorezë, që përdoret për të mbajtur ujë etj. e për të hedhur ujë për t'u larë. *Mbushi poçarin. Hidhte ujë me poçar.*

POÇARI,~A. Mjeshtëria e poçarit. *Artikuj (pro-dhime) poçarie. Reparti i poçarisë. Zhvillimi i poçarisë. Punishte poçarie. Merret me poçari.*

POÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë balte me një vegjë, që përdoret zakonisht për të zier gjellë; sasia e gjellës etj. sa nxë një enë e tillë; poç. *Një poçe me fasule. Është zier në poçe.*

*k* E di iuga se ç'ka poçja (vegshi, vorba) *fj. u. shih te* LUGË,~A.

POÇERI,~-A . *përmb.* Tërësia e poçeve dhe e enëve të tjera prej balte. *Poçeria e hollë* enë prej fa-jance. *Poçeri e trashë.*

POÇERlNA,~T . *vet. sh.* Enë të ndryshirie prej balte; poçeri.

PODIUM,~I *m. sh.* '~E, ~ET. Vend i ngritur, zakonisht me dërrasa, në krye të klasës ku rri mësuesi, në një sallë mbledhjesh ku rri presidiumi etj.; vend i ngritur si skenë në një shesh, ku mund të jepen shfaq-je përpara shumë njerëzve; vend i ngritur posaçërisht me dërrasa në një kënd sportiv a në një stadium, ku hi pin sportistët fitues. *Podium i lartë. Hipi (u ngjit) në podium. Japin shfaqje në podium.*

POEMË,~A . *sh.* ~A, ~-AT. I. *let.* Vepër e gjatë lirike ose epike e shkruar në vargje. *Poemë li-rike. Poemë epike. Poemë satirike. Poema e Naimit "Bagëti e Bujqësb'). Shkroi një poemë.*

2. *muz.* Vepër muzikore me forme të lire, zakonisht me karakter lirik. *Poemë muzikore. Poemë simfonike. Poemë për violinë.*

POENDE *lidh.* Madje, bile.

POET,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën vjersha; vjershëtor. *Poet lirik (epik). Poet i shquar. Poetët e rinj. Poetët e Rilindjes.*
2. *fig.* Njeri me shpirt të ndjeshëm, që priret nga e bukura dhe frymëzohet lehtë. *Është poet ai.*
POETESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Fem. e* POET, ~I. *Poeteshat shqiptare. U be poeteshë.*
POETIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me poezinë, që i përket poezisë, i poezisë; që është karakteristik për poezinë; që është në vargje; që përmban vjersha. *Krijimtaria poet ike. Vepër poetike. Vëllim poetik* vëllim me vjersha.
2. Që ka të bëjë me krijimtarinë letrare në vargje, që i përket mjeshtërisë së poezisë ose artit të fjalës. *Mendimi poetik. Figure poetike. Fjalor (leksik) poetik. Sintaksa poetike. Gjuhë poetike. Liria poetike. let. shih te* LIRI, —'A. *Prozë poetike. shih te* PROZË,~A.
3. *fig.* Që të magjeps a të prek me bukurinë e vet, që të frymëzon, që është si poezi. *Përshkrim poetik. Ka ngjyrë poetike. Kjo është shumë poetike.*
POETIKË,~<A . *let.* 1. Degë e shkencës për letër-sinë që merret me studimin e veçorive të krijimtarisë letrare (të rrëftmit, të subjektit, të ndërtimit dhe të mjeteve të tjera artistike).
2. Tërësia e mjeteve artistike dhe veçoritë e stilit të një shkrimtari ose të një drejtimi letrar. *Poetika popullore. Poetika e romantizmit. Poetika e Ndre Mje&is.*
POETIZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. E zbukuroj diçka shumë; e paraqit diçka të bukur e poetike. *Poetizon jetën fshatare.*
POETUC,~'I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq\.* Poet i keq e pa talent.
POEZI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Gjini e letërsisë artistike, në të cilën mendimet e ndjenjat shprehen në vargje; krijimtari letrare sipas kërkesave të kësaj gjinie; tërësia e veprave të kësaj gjinie. *Poezi epike (lirike, humoristike, politike, qytetare). Poezia popullore. Poezi gojore. Poezia ant ike. Poezia dhe proza. Arti i poezisë. Merret me poezi.*2. Vjershë. *Poezi e bukur (e gjatë). Poezitë e shkrim-tarëve të Rilindjes. Recitoi një poezi. Bën (shkruan) poezi.*
13. Ndjenjë e ngrohtë, frymë lirike, lirizëm. *Në vepër ka poezi.*
4. *fig.* Diçka e bukur e fisnike, që ndikon thellë në mendjen, në zemrën e në ndjenjat dhe që të fry-mëzon e të rrëmben; frymëzim. *Poezia e punës ndër-timtare. Poezia e jetës sonë të re.*
POFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pupagjel; pufkë. *Pofka misri. Bëjnë pofka. I kishte sytë si pofkë.*
POGAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Kulaç i gru-BJtë. *Pogaçe e ngrohtë. Pogaçe e bardhë.*
; 2. Byrek me shumë gjalpë, që hahet zakonisht në mëngjes.
3. Diçka që ka trajtën e një kulaçi. *Pogaçja e lule-diellit. Pogaçja e diellit.*
•*k* Do bukë mbi pogaçe kërkon tepër, do thelë mbi bisht; do diçka që s'bëhet a që s'i takon, kërkon qiqra në hell.
POGANIK,~KU *m. sh.* ~KË, ~KËT dhe ~QE,
'~'QET *etnogr.* Kulaç që i thyhej fëmijës mbi kokë dhe hahej natën e tretë pas lindjes, kur i vihej eniri; darka që shtrohej me këtë rast. *thyenin poganikun. Hanin poganikun. Në poganik të djalit! ur.*
-*k* Nuk ia kam ngrënë poganikun *dikujt* nuk e di kur ka lindur, nuk e di sa i madh është; nuk e njoh mirë. Nuk ia ka thyer (nuk ia ka lëshuar) poganikun *diçkaje shih te* THYEJ.

POGONISHTE *mb.* 1. Që kërcehet nga banorët vendës të Pogonit, krahinë në rrethin e Gjirokastrës (për vallen). *Valle pogonishte.*
2. *si em.* POGONISHTE,~JA. Valle pogonishte. *Kërcejnë (heqin) pogonishten.*
POGRADECAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Pogradeci ose ai që e ka prejardhjen nga Pogra-deci. *Aksioni i pogradecarëve. Fituan pogradecarët.*
POGRADECAR,~E *mb.* Që lidhet me Pogradecin ose me pogradecarët, që është karakteristik për Pogradecin ose për pogradecarët, i Pogradecit ose i pogradecarëve; që është krijuar nga pogradecarët. *Familje pogradecare. Rinia pogradecare. Futbollistël pogradecare. Mësuesit pogradecare. Të reat pogradecare. Këngë (valle) pogradecare.*
POGROM, ~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Ndjekje dhe vrasje në masë, që organizohet nga shtetet reaksionare e nga forcat shoviniste kundër pakicave kombëtare ose kundër njerëzve përparimtarë. *Ndërmarrin, (or-ganizojnë, bëjnë) pogrome kundër punitorëve (kundër zezakëve).*
POHE,~T. *vet. sh. Me pohe e me bujë. keq. shih te* BUJË,~A.
POHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve POHOJ, POHOHET. *Pohimi i së resë. Pjesëz pohimi. gjuh. Në shenjë pohimi.*
*2.* Ajo që pohon dikush; ajo që vërteten diçka; ajo më të eilën pohohet diçka. *Pohim i plotë (i për-piktë). Pohim zyrtar. Pohime matematike. Pohim gjyqësor. drejt. Pohimet e të pandehurit. Vërtetësia e një pohimi. Sipas pohimeve. Bëj (përsërit) një pohim.*
POHOHET. 1. *Pavet. e* POHOJ. *Kjo as mund të pohohet, as mund të mohohet. Në artikull pohohet se.... 2. Pës. e* POHOJ.
POHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Them a shfaq një mendim. *Ai pohoi se... Pohoi fajin (gabimin). Pohoi me kokë.*
*2.* Pranoj si të vërtetë diçka që është thënë a është bërë me pare; shfaq pëlqimin për diçka; e miratoj; pranoj një faj a një veprim që kam bërë; *kund.* mo-hoj.
3. *fig.* E bëj që të zërë vend në mënyrë të qëndruesh-me në jetën shoqërore ose në një fushë të caktuar të veprimtarisë; e përkrah, e mbroj, e mbështet. *Pohon të renë.*
POHOR,~E *mb.* 1. Që pohon diçka; pohues; *kund.* mohor. *Fjali pohore. gjuh. Trajtë (forme) pohore. gjuh.*
*2. fiz.* Pozitiv. *Magnetizëm pohor.*
3. *gjuh.* Shkalla pohore: trajtë e mbiemrave ci-lësorë dhe e disa ndajfoljeve që tregon shkallën e pare, në të cilën tipari cilësor shënohet pa e krahasuar me një tjetër.
4. JI *em.* ~E, ~JA . *gjuh.* Shkalla pohore.
POHTJES,~I3 *mb.* Që shpreh miratim a p'ëlqim për diçka; që shpreh një pohim; pohor; *kund.* mo-hues. *Përgjigje pohuese. Shenjë pohuese. Fjali pohuese. gjuh. Në mënyrë pohuese.*
POJAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet. 1.* Rojtari i arave e i vreshtave në një fshat; pendar, bekçi. *Po-jaku i fshatit.*
*2.* Korrier fshati.
POL,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeogr.* Secili nga dy skajet e boshtit të përfytyruar të Tokës, që men-dohen si pika të palëvizshme gjatë rrotullimit të rru-zullit rreth vetes; vendi a zona rreth këtyre pikave. *Poli Verior (i Veriut). Poli Jugor (i Jugut). Zonal e poleve. Jeta në pol.*

*2. astr.* Çdonjëri nga dy skajet e boshtit të përfytyruar në sferën qiellore, rreth të cilit duket sikur rro-tullohen yjet gjatë njëzet e katër orëve. *Poli i Veriut. Poli i Jugut.*
*3. fiz.* Secili nga dy skajet e kundërta të një qarku elektrik, që kanë rrymë me shenjë të kundërt; secili nga fundet e një magneti, të një elektromagneti ose të gjilpërës magnetike. *Pol pozitiv (negativ). Polet e burimit* pika ku burimi lidhet me qarkun e jashtëm. *Polet e magnetit.*
4. *spec.* Secila nga dy anët e diçkaje, që kanë veti të kundërta; pika më e fundit e qëndrimit të diçkaje. *Poli i të ftohtit (i të nxehtit). Poli i thatësirës.*
5. *fig. libr.* Ana krejt e kundërt e diçkaje; diçka që ndodhet në kundërvënie me një tjetër. *Dy polet e shoqërisë borgjeze.*
• Pol gjeograflk *gjeogr.* vendi ku bashkohen meridianët. Pol Bagnetik pike afër Polit të Veriut ose të Jugut, drejt së tile's kthehet gjilpëra e busullës.
POL,~I ii *m. sh.* ~A, ~AT *krahih.* 1. Kind. *Polar e fustanit. Fund me pola.* 2. Ftetë. *Polat e qillmit. Qilim me dy pola.*
POL,~I HI *m. sh.* ~A, ~AT. Thith, çivi dere. *Pola dyersh.*POLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Polonisë ose ai që e ka prejardhjen nga Polonia.
POLAK,~E *mb.* Që lidhet me Poloninë ose me polakët, që është karakteristik për Poloninë ose për polakët, i Polonisë ose i polakëve; që është krijuar nga polakët. *Punëtorël polake. Populli polak. Këngë polake. Valle polake.*
POLAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me polet e Tokës, që u përket poleve, i polit; që është afër polit, rreth tij ose në drejtim të tij. *Pika polare. Rrethi polar* brezi i klimës së ftohtë rreth polit. *Zone polare. Vende polare. Ylli polar. Rreze polare* gjysma e boshtit të tokës.
2. Që ndodhet në vendet a në zonat rreth poleve të Tokës, që rritet a që jeton atje; që është karakteristik për këto vende; që vjen nga këto vende. *Akull polar. I shall polar. Klimë polare. Bimësi polare. Ariu polar. Balena polare. Buf polar. Dhelpër polare. Lepur polar. Qyqe polare. Shpendët (zogjtë) polare. Ditë polare* pjesë e vitit në zonat e poleve, gjatë së cilës Dielli nuk perëndon për rreth një gjysmë viti. *Nate polare* pjesë e vitit në zonat e poleve, gjatë së cilës nata zgjat për rreth një gjysmë viti. *Vit polar* vit në zonat rreth poleve me gjashtë muaj ditë e gjashtë muaj natë. *Agimi (ndriçimi) polar* ndriçimi i shtresave të larta të atmosferës nga rrezet e diellit, që vërehet në vendet brenda rrethit polar. *Ajër polar. Rrymë polare.*
3. Që lidhet me studimin e natyrës së poleve të Tokës dhe të vendeve përreth tyre. *Ekspeditë polare. Slacion polar.*
*A. fiz.* Që ka elektricitet edhe pozitiv edhe negativ; magnetik. *Bashkime polare.*
5. *libr.* Që ka dy veti ose prirje të kundërta a krejt të ndryshme; që janë krejt të kundërta, skajor. *Kun-dërti polare.*
POLARIZlM,~I *m.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve POLARIZOJ, POLARIZOHET.
*Polarizimi i shoqërisë kapitaliste.*
2. *fiz.* Ndryshimi i drejtimit të lëkundjeve në valën e dritës a në valet elektromagnetike gjatë pasqyrimit dhe përthyerjes ose kur burimi i valëve futet në fushë magnetike. *Polarizimi i dritës.*
3. *elektr.* Ndryshimet që ndodhin në sipërfaqet e elektrodave gjatë kalimit të rrymës elektrike dhe që shkaktojnë lindjen e poleve të kundërta. *Polarizimi i elektrodave (i piles).*
POLARIZOHET *vetv.* I. *fiz., elektr.* Bëhet polarizimi i rrezeve të dritës a i valëve elektromagnetike ose i elektrodave.
2. *fig. libr.* Ndahet, grumbullohet në dy pole të kundërta. *Polarizohen forcat politike.*
3. *Pës. e* POLARIZOJ.
POLAfcIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *fiz.,elektr.* Bëj polarizimin e rrezeve të dritës a të valëve elektromagnetike ose të elektrodave. *Polarizon elektrodat. Polarizon pilën.*
2. *fig.* Ndaj në dy pole të kundërta, bëj që një masë sendesh a njerëzish të ndahen e të grumbullohen në dy pole të kundërta. *Polarizoi forcat.*
POLEM,—I *m. bised.* Populli, gjindja; vegjëlia. Alemi e polemi *shih tek* ALEM,~I.
POLEMIK,~E *mb.* Që ka karakterin c polemikës, që përmban një polemikë. *Artikull polemik. Vepër polemike. Me frymë polemikë.*
POLEMIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Diskutim i gjallë, me përgjigje e kundërpërgjigje, që zhvillohet ndërmjet dy a me shumë njerëzve, palëve, partive etj., kur ndeshen pikëpamje të kundërta ose rrihen çështje politike, shkencore, letrare etj.; debat, rra-gatë. *Polemikë luftarake (e gjallë, e hapur). Polemikë ideologjike (politike). Polemikë shkencore (letrare). Ndez polemikën. Hyj në polemikë. Bëj polemikë me dike.*
POLEMIZOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Hyj në
polemikë me dike për një çështje politike, shkencore etj., bëj polemikë.
POLEMIZUES,~E *mb.* Që ka hyrë në polemikë me dike për një çështje politike, shkencore etj.; që ka karakterin e një polemike, që polemizon. *Dy palët polemizuese. Ka frymë polemizuese.*
POLEN,~I *m. bot.* Pjalm, end. *Poleni i luleVe. Poleni dhe nektari.*
POLENIZIM,~I *m. bot.* Pjalmim. *Polenizim artificial. Polenizimi i kryqëzuar. Llojet e polenizimit.*
POLENIZOHET *vetv., pës.* Pjalmohet. *Polenizohen bimët. Polenizohen duke u kryqëzuar.*
POLENIZON *kal,* ~OI, ~UAR. Pjalmon. *Era (bleta) polenizon Inlet.*
POLI- *fjalëform. libr.* Pjesë e parë e fjalëve të për-bëra, që i përgjigjet nga kuptimi fjalës “shumë”; *kund.* mono- (p.sh. polifonik, poliklinikë, polimetale, politeknikum etj.).
POLIAMBULANCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Poliklinikë. *Poliambulanca e qytetit. Mjekët e poliambu-lancës. Shkoj (vizitohem) në poliambulancë.*
POLIANDRI,~A . *etnogr.* Forme e martesës me grupe, karakteristike për periudhën e egërsisë dhe me pas për disa flse të Indisë e të Tibetit, kur një grua mund të kishte në të njëjtën kohë disa burra.
POLIC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ushtarak që shër-ben në armën e policisë popullore për mbrojtjen e rendit tone shoqëror socialist. *Polk popullor. Polici i qarkullimit rrugor.*
2. Agjent i organeve të policisë në vendet borgjeze e revizioniste, që mbron e ruan regjimin shtypës dhe interesat e klasës shfrytëzuese në fuqi. *Shkopi i po-licit. E kapën (e rrahën) policët.*

POLICENTRIST,~E *mb. libr.* Që mbështetet në policentrizmin, që ndjek ose përkrah politikën e poli-centrizmit. *Rrymë (pikëpamje, prirje) policentriste.*

POLICENTRIZËM,~MI *m. libr.* 1. Rrymë ideologjike e politike në gjirin e revizionizm.it modem, që është për mosbashkërendimin e qëndrimeve e të ve-primeve të partive komuniste të botës dhe që pohon se gjoja mund të bëhet revolucioni e të ndërtohet socializmi pa përfillur ligjet e përgjithshme marksiste-leniniste të revolucionit e të ndërtimit socialist; qën-drim politik e veprimtari praktike që mbështetet në këtë pikëpamje. *Teoria e policentrizmit.*

*2.* Qëndrim a prirje në gjirin e shteteve kapitaliste, që përpiqen të shkëputen nga hegjemonia e shteteve të tjera dhe të formojnë një qendër me vete.POLlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *treg.* Dëftesë a dëshmi, në të cilën shënohen sasia e lloji i një malli, nga ka ardhur ky dhe data e marrjes së tij në dorëzim. *Police ngarkese (ngarkimi)* fletëngarkesë. *Dorëzoi*
*policën.*

POLICl,~A . 1. Organ ekzekutiv e i armatosur 11 pushtetit popullor, që bën pjesë në forcat e Minis-trisë së Punëve të Brendshme dhe që ka për detyrë te mbrojë rcndin juridik socialist në Republikën Popullore Socialiste të Shqipërisë, të parandalojë kWrnet, të mbrojë sigurinë e shtetasve, të zbulojë kjrimin dhe atë që e ka kryer etj.; tërësia e punonjësve te këtij organi; zyra a ndërtesa ku është vendosur ky organ. *Policia popullore. Policia rrugore. Arma e policisë.*

2. Organ i armatosur në vendet borgjeze e revizioniste, që mbron regjimin shtypës në fuqi e ligjet e yendosura; tërësia e trupave ndëshkimore, që mbrojnë ikeresat e klasave shfrytëzuese në luftë kundër forcave r^volucionare e përparimtare; zyra a ndërtesa ku ridodhet ky organ. *Policia anterikane. Policia revizioniste. Policia e fshehtë. Krimet e policisë. Terror! i\ policisë. E vrau (e zhduku) policia.*

j POLICOR,~E *mb. keq.* 1. Që ka të bëjë me po-licinë a me policët në vendet borgjeze e revizioniste, që i përket policisë, i policisë; që është karakteristik për policinë në këto vende. *Organet policore. Aparati policor. Qendër policore. Dhunë (metodë) policore.*

*2.* Që mbahet me këmbë me anë të policisë e të xhandarmërisë, që sundon duke shtypur me egërsi rhasat punonjëse; i egër, barbar. *Shtet policor. Re-gjim policor. Organizatë policore.*

3. Që trajton tema nga veprimtaria e policisë në vjendet borgjeze e revizioniste, që përshkruan ngjarje ej aventura vrasësish e grabitësish, të shoqëruara me r(djekje e dhunë policësh e detektivësh. *Libër (rornan, film) policor.*

POLIEDËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *gjeom.* S;humëfaqësh.

POLIEDRIK,~E *mb.* 1. *gjeom.* 3humëfaqësh.
*T\rup poliedrik.*

2. *fig.* I shumanshëm. *Figure poliedrike. Personalitet ppliedrik. Shkrimtar poliedrik.*

POLIFONl,~A. *muz.* Këngë popullore me shumë ze'ra. *Polifonia jonë. Polifonia popullore. Polifonia e\ Jugul.*

POLIFONIK,~E *mb. muz.* 1. Që këndohet me shumë zçra. *Këngë polifonike. Melodi (muzikë) polifonike.*

2. Që përbëhet nga disa këngëtarë popullore, të cjlët këndojnë së bashku. *Grup polifonik.*

POLIGAMI,~A . *etnogr.* Forme e martesës me grupe, karakteristike për periudhën e egërsisë dhe me pas edhe për familjen patriarkale, kur një burrë mund të kishte në të njëjtën kohë disa gra; *kund.* monogami.

POLIGLOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që di shumë gjuhë. *Është poliglot.*

POLIGON,~I *m. sh.* ~E, "~'ET. 1. *gjeom.* Shumë-k;ëndësh.

2. *usht.* Yend i veçantë, i rregulluar posaçërisht për qit je stërvitore me trupat ose për të bërë prova armësh e; iiijetesh luftarake. *Poligon ushtarak. Poligon bër~ thamor. Poligoni i qitjes. Poligon provash për armë. Bënë qitje në poligon.*

3. *ndërt.* Vend i posacëm ku parapërgatiten lëndë ndërtimi a pajisje të tjera prej betoni. *Poligone pro-dhimi. Poligoni i pjesëve prej betoni.*

POLIGRAF,-oI *m. sh.* ~-Ë, ~-ËT *shtypshkr.* Ma-kinë që shërben për të shumëfishuar një shkrim. *Është shtypur në poligraf.*

POLIGRAFI,~A *shtypshkr.* Teknika për shtyp-jen e librave e të botimeve të ndryshme; shtypshkro-një. *Punëtorët e poligrafisë.*

POLIGRAFIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me poli-grafinë, që i përket poligrafisë, i poligrafisë. *Kombinati poligrafik. Industria poligrafike. Ndërmarrje poli-grafike.*

POLIGRAFOJ *kal.,* ~OVA, ~tJAR *shtypshkr.* Shumëfishoj një shkrim me poligraf.

POLlK,~U *m. sh.* ~^Ë, ~JËT *bot. krahin.* Susak,
kungull ujës.

POLIKLINlKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Institucion mjekësor me shumë reparte, ku mjekët specialistë për sëmundje të ndryshme vizitojnë e mjekojnë të sëmurët pa i shtruar. në spital, poliambulancë. *Poli-klinika e lagjes. Poliklinika qendrore. Poliklinika e dhëmbëve dhe e sëmundjeve të gojës. Bëri analizat në poliklinikë.*

POLIOMIELIT,~I *m. mjek.* Sëmundje ngjitëse e trurit dhe e palcës së kurrizit, që prek Jcryesisht fë-mijët deri në moshën shtatë vjeç dhe që sjell si pasojë paralizimin e gjymtyrëve. *Vaksina kundër poliomielitit. V sëmur nga poliomieliti. Ka kaluar poliomielitin.*

POLISEMI,~^A. *gjuh.* Aftësia e fjalëve për të pasur me shumë se një kuptim; shumëkuptimësi. *Polisemia në gjuhën shqipe.*

POLISEMIK,~E *mb. gjuh.* I shumëkuptimshëm. *Fjalë polisemike.*

POLITElST,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me poli-teizmin, që i përket politeizmit, i politeizmit; që mbësh-tetet në politeizmin a që përkrah politeizmin; *kund.* monoteist. *Fe politeiste.*

POLITEIZËM,~MI *m. libr.* Besim që lindi pas totemizmit, fetishizmit e animizmit në kohën e shthur-jes së komunës primitive, kur njerëzit, nga që nuk dinin të shpjegonin drejt sendet e dukuritë e natyrës, i quanin force të mbinatyrshme, duke i përfytyruar e adhuruar si perëndi me emra me vete e me një hie-rarki të caktuar; besimi në qenien e shumë perëndi ve; *kund.* monoteizëm.

POLITEKNlK,~E *mb.* 1. Që përgatit nxënës e studentë me njohuri teorike e praktike për degë te ndryshme të shkencës, të teknikës e të prodhimit. *Institut politeknik.*

2. Që synon t'u jape të rinjve njohuri të shum-anshme për teknikën. *Arsim politeknik.*

3. Që është pajisur me kulturë të përgjithshme dhe me njohuri të shumanshme teknike; qc zotëron shumë mjeshtëri. *Njeri (punëtor) politeknik.*
*4.* Që përfshin termat kryesorë Ië disa fushave të shkencave teknike e të prodhimit. *Fjalor politeknik.*
POLITEKNIKUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shkollë e mesmc profesioriale për disa degë e mjeshtëri te ndryshme. *foliteknikumi "7 Nentori". Nxënërtt e po-HteKnikuinit,*POLITEKNIZIM,~-I *m. libr.* I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve POLITEKNIZOJ, POLITEK-NIZOHET. *Polileknizimi i shkollës.*
2. Sistem i të mësuarit që përgatit nxënës e stu-dentë politeknikë.
POLITEKNIZOHET *vetM.* 1. Merr karakter politeknik, ndryshon në përputhje me detyrën që të për-gatitë nxënës e studentë politeknikë. *Politeknizohet shkolla (arsimi, mësimi).*
2. *Pës. e* POL1TEKNIZOJ.
POLITEKNIZOJ *ka!.,* ~>OVA, ~UAR. E bëj
politeknik, i jap karakter politeknik; e ndryshoj në përputhje me detyrën që të përgatitë nxënës e studentë politeknikë. *Politeknizojmë shkollën (arsimin, mësimin).*
POLITIK,~-E *mb.* 1. Që ka të bëjë me politikën, i politikës; që shpreh një politikë të caktuar dhe e mbron atë; që bën një politikë të caktuar dhe i shërben asaj; që bëhet në fushën e politikës, sipas një politikë. *Luftë (veprimtari) politikë. Revolution politik. Parti (rrymë, udhëheqje) politikë. Forca (qarqe) politikë. Vijë Çplatformë, pikëpamje) politikë. Programi politik. Mendimi politik. Kërkesa politikë. Barazi politikë. Fi(ore politikë. Lëshime politikë. Nga pikë-pamja politikë. Në fushën politikë.*
2. Që lidhet me jetën shoqërore e shtetërore, të brendshme e ndërkombëtare. *Jeta politikë. Probleme (çështje) politikë. Cjendja politikë. Rrethanat (kushtet) politikë.*
3. Që ka të bëjë me studimin dhe zbatimin në praktikë të marksizëm-leninizmit ose me veprimtarinë e një partie komuniste marksiste-leniniste; që ka të bëjë me studimin e historisë së Partisë së Punës të Shqipërisë e të dokumenteve të saj ose me ndërtimin e organizimin e Partisë; që drejton punën për edukimin e formimin e njeriut të ri me ideologjinë dhe politikën e Partisë; që përçon drejtpërdrejt te masat fjalën, ideologjinë e politikën e Partisë dhe lufton për zbatimin e saj. *Punëtor politik* ai që organizon e drejton punën politikë të Partisë me njerëzit. *Njeri (drejtues, udhëheqës) politik. Komisar (sekretar, përgjegjës) politik. Seksioni politik. Byroja Politikë e Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë. Ore politikë. Qendër e edukimit politik.*
4. Që ka të bëjë me rendin ekonomik e shoqëror të një vendi, që lidhet me shtetin e me ndarjet e tij administrative e tokësore; që ka të bëjë me drejtimin e me organizimin e pushtetit shtetëror në një vend; shtetëror. *Regjim (sundim, drejtim) politik. Kufijtë politikë. Pavarësi (autonomi) politikë. Krizë politikë. Forme politikë e qeverisjes. Baza politikë e pushtetit shtetëror. Hartë politikë. Gjeografia politikë.*
5. Që lidhet me veprimtarinë e dikujt në çështjet e politikës, të pushtetit shtetëror e të mbrojtjes së in-teresave klasore; që bëhet për çështje të politikës. *mërguar politik. I arratisur politik. I burgosur politik. Burg politik* burg për të burgosur politikë. *Strehim politik. Faje politikë. Veçimi (izolimi) politik i kulakëve.*
*6.* Që përmban e trajton çështje të politikës, të ideo-logjisë e të edukimit. *Letërsi politikë. Libri (shtypi) politik. Shkrime politikë. Grafikë politikë. Parodi (satire, komedi) politikë. Kënga politikë.*
Ekonomia politikë *shihtek* EKONOMI,
~$A_4$.
POLmKAN,~l in *sh* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që me-
rret me çështje politikë, ai që mcrret me politikë. *Politikan i shquar (i zoti).*
2. *bised., keq.* Njeri joparimor që sillet e vepron me dredhi për të arritur qëllime të caktuara.
POLITIKANIZËM,~MI *m. libr., keq.* Mënyrë veprimi, qëndrim a sjellje prej një politikani joparimor e dhelparak. *Ra në politikanizëm.*
POLITIKË,~'A . *sh.* —A, ~AT. 1. Veprimtaria e pushtetit shtetëror të një vendi, që lidhet me qe-verisjen e me drejtimin e shtetit, me marrëdhëniet me shtetet e huaja etj. dhe që ka për qëllim të ruajë e të forcojë bazën ekonomike e rendin shoqëror, si edhe të mbrojë interesat e klasës në fuqi; veprimtaria e një partie ose e një grupi shoqëror brenda vendit dhe në marrëdhëniet ndërkombëtare, që përcaktohet nga qëllimet e interesat klasore; *filoz.* pjesë e super-strukturës, që, si shprehje e koncentruar e ekonomisë, përgjithëson marrëdhëniet ndërmjet klasave, partive politikë, shteteve a grupeve shoqërore. *Politikë re-volucionare (marksiste-leniniste, proletare). Politikë reaksionare (borgjeze, revizioniste, antimarksiste, antipopullore). Politikë e hapur (e çiltër, parimore, e urtë, largpamëse, e drejtë, paqësore, e pavarur). Politikë grabitqare (kolonialiste, hegjemoniste, shoviniste, sunduese, kapilulluese). Politika e brendshme (e jasht-me). Politika e Partisë. Politika e Shtetit Shqiptar. Politika dhe ekonomia. Politika e dyerve (e portave) të hapura* politikë antikombëtare e reaksionare e një qeverie borgjeze a revizioniste, që lejon kapitatin e huaj të hyjë lirisht dhe e vë vendin në varësi politikë e ekonomike të një fuqie tjetër. *Politikë e grushtit të hekurt. Politika e kulaçit dhe e kërbaçit* politikë që bëhet here më të mirë e me premtime të bukura here me kërcënime, me shtrëngim e me dhunë. *Përçues i politikës së Partisë. Ndjek një politikë të caktuar. Ndryshoi politikën. E* vë *politikën e Partisë në plan të pare.*
2. Tërësia e çështjeve, e problemeve dhe e ngjar-jeve në jetën shoqërore e shtetërore, të brendshme e ndërkombëtare. *Politika e sotme ndërkombëtare. Foli për politikë. S'mund të qëndrosh jashlë politikës.*
3. Veprimtari që lidhet me çështjen e pushtetit ose me metodat që përdoren në fusha të veçanta të jetës shoqërore, të cilat përcaktohen nga interesa dhe qëllime klasore; veprimtaria e dikujt që merr pjesë gjallërisht në punët e pushtetit dhe në mbrojtjen e interesave klasore. *Politika ekonomike. Politika e çmimeve. Politika arsimore. Politika gjuhësore. Bënte politikë. Merrej me politikë. E dënuan për politikë.*
4. *bised.* Veprimtari e shkathët, e zhdërvjellët dhe e zgjuar, e përshtatur sipas njerëzve, rrethanave e qëllime ve; *keq.* dinakëri në qëndrim e në sjellje, dredhi që përdoret nga njerëz joparimorë për të arritur qëllime të caktuara a për të mashtruar dike. *Duhej politikë atëherë. E mori me politikë. la mbushi mendjen me politikë.*

POLITIKISHT *ndajf.* Nga ana politikë, nga pikë-pamja politikë. *lire politikisht. I shtypur (i Varur) politikisht. Trajtoj (zbërthej) politikisht. Vlerësoj (gjy-koj) politikisht. Edukoj politikisht. Kuptoj politikisht. E demaskoi politikisht.*

POLITlKO- *fjalëform.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, qd i përgjigjet nga kuptimi fjalës "politik" (p.sh. politiko-ekononik, politiko-flnanciar, pelitiko-•ideologjlk, politikfr-jarHlik, poHtiko-shoqëror, politiko-ushtarak etj.).POLITIKO-EKONOMIK,~E *mb.* Që lidhet me politikën dhe me ekonominë në një vend të caktuar a në një rend shoqëror; që ka të bëjë njëkohësisht me anën politike dhe me anën ekonomike të diçkaje. *Bashkëpunim politiko-ekonomik.*

POLITIKO-IDEOLOGJIK,~'E *mb.* Që lidhet me politikën dhe me ideologjinë e një klase, të një partie, të një rendi politiko-shoqëror etj.; që ka të bëjë njëkohësisht me anën politike dhe me anën ideologjike të diçkaje; ideopolitik. *Edukim politiko-ideologjik. Ngritje politiko-ideologjike. Vija politiko-ideologjike. Velëdija politiko-ideologjike. Ana politiko-ideologjike. Nga pikëpamja politiko-ideologjike.*

POLITlKO-SHOQËROR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me një politike të caktuar dhe me marrëdhënie të caktuara të njerëzve në shoqëri; që lidhet me jetën ilhe me veprimtarinë politike e shoqërore në një vend. *Sistemi (rendi) politiko-shoqëror. Jeta politiko-•shoqërore. Veprimtari (luftë) politiko-shoqërore. For-cat (kushtet) politiko-shoqërore. Pikëpamje (probleme) politiko-shoqërore. Çlirimi politiko-shoqëror.*

*2.* Që trajton çështje me karakter shoqëror, ideo-logjik e politik, që merret me probleme të politike's, të ideologjisë e të marrëdhënieve shoqërore në një vend. *Libri politiko-shoqëror. Letërsi politiko-shoqërore.*

POLITIKO-USHTARAK,~E *mb.* Që ka të bëjë me zbatimin e politikës në ushtri; që lidhet njëkohësisht me anën politike dhe ushtarake të diçkaje. *Përgatitje politiko-ushtarake. Detyrë politiko-ushtarake. Kushtet politiko-ushtarake.*

POLITIZIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimit të foljes POLITIZOJ. *Politizimi i shkollës.*

POLITIZOJ *kal.,* ~OVA, ~-UAR *libr.* I jap ka-ijakter politik, bëj që të përshkohet me shumë nga fryma politike dhe ideologjike. *Politizojmë shkollën. Politizojnë grevat.*

POLKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *muz.* Valle me ritëm të gjallë e të shpejtë, që kërcehet me masën prej dy kohësh dhe muzika për këtë valle; pjesë e vogël mu-zikore që ka ritmin e këtij valleje.

POLONEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Polak. POLONEZ,~E *mb.* Polak.

POLONISHT *ndajf.* Në gjuhën polake. *Flet po-lonisht.*

POLONISHTE,~JA. Gjuhë sllave perëndimore, që flitet kryesisht në Poloni, gjuha e polakëve.

POLTRONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndenjëse prej dërrase, prej purtekash të holla etj., me mbështetëse shpine, për një njeri ose për dy-tre veta; kolltuk. *Ulem në poltronë.*

POMADË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Një lloj kremi, që përgatitet duke përzier barna të ndryshme me lëndë të yndyrta etj. dhe që përdoret për mjekime të jashtme, në kozmetikë etj. *Pomade me penicilinë.*

POMPË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Makinë a pa-jjsje e posaçme që shërben për të nxjerrë nga toka Ujë ose naftë, për ta ngritur ujin në një vend më të lartë etj.; tullumb uji, trumbë. *Pompë elektrike. Pompë ujitëse. Pompë vaji (benzine, nafte). Nxjerr me pompë.*

*2.* Vegël e posaçme që shërben për të mbartur një gaz nëpërmjet shtypjes, për të fryrë me ajër gomat e biçikletave, të automjeteve etj. *Pompë thithëse. Pompë dore. Pompa e biçikletës. Pompa e zjarrfikëses.* 3. Vegël që përdoret për të spërkatur bimët, për të Iyer muret me gëlqere etj. me anën e forces së ajrit. *Pompë spërkatëse. Pompë shpine. Pompë për pluhurosje (për lyerje).*

POMPIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve POMPOJ, POMPOHET. *Pompimi i naftës (i gazit). Pompimi i ajrit (i ujit). Stacion pompimi.*

POMPIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon me pompë a në pompa. *Pompist në puset e naftës. Pompistët e stacionit të gazit. Punon si pompist.*

POMPOHET. *Pës. e* POMPOJ.

POMPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Nxjerr nga toka një lëng ose e ngre një lëng në një vend tjetër më të lartë me anë të një pompe. *Pompoj ujin.*

*2.* Spërkat me pompë.

3. *jokal. vet. veta HI.* Thith a nxjerr një lëng, një gaz ose ajër. *Pompa nuk pompon.*

4. *fig.* Nxjerr diçka në sasi të madhe, si me pompë.

5. *fig. bised.* E fryj dike me fjalë kundër një tjetri; e mbush.

POMPOZ,~E *mb. libr., keq.* Që bëhet me bujë për të krijuar përshtypje të jashtme a për t'u dukur; i zbukuruar jashtë mase, i stërholluar e i fryrë; bom-bastik. *Fjalim pompoz. Deklaratë pompoze. Ceremoni (pritje) pompoze. Pamje pompoze. Propagandë pompoze. Stil pompoz.*

POMPOZITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr., keq.* 1. Të qenët pompoz. *Pompozitet i madh. I dhanë pompozitet. Mbledhje me (pa) pompozitet.*

2. Diçka që bëhet për dukje a për bujë; sjellje, veprime a veprimtari pompoze. *S'duhen pompozitetet.*

PONÇ,~I *m.* Pije alkoolike e forte, që përgatitet duke përzier verë ose raki me sheqer, me limon, me erëza etj.; raki ose verë e zier me sheqer e me pak ujë, që pihet e nxehtë. *Ponç me raki rrushi (me verë të kuqe). Një gotë ponç. Bëri (piu) një ponç.*

PONlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Enë prej balte që përdoret zakonisht për të mbjellë në të lule, saksi prej balte.

• Ka shkuar (ka vajtur) të bëjë ponica *mospërf.* ka vdekur, ka shkuar të bëjë vegsha.

PONT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Centimeter. *Gjashtëdhjetë pont beze.*

POP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ ËT. Prift ortodoks (në të kaluarën në Shqipërinë Veriore).

POPE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa më e ngritur në të dy anët e lundrës; pjesa e përparme më e ngritur e karrocës a e qerres, ku mund të rrihet ulur. *Popja e qerres (e lundrës, e sules). U ul në pope.*

*2.* Sharapolli i një kulle. *Popja e kullës.*

POPËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Gur a plis i madh dheu, që vjen zakonisht si i rrumbullakët. *Zall me popla. Ishte mbushur me popla. Hoqën (thërr-muan) poplat. E qëlloi (e zuri) me popla.*

POPULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Tërësia e njerëzve që jetojnë si një bashkësi shoqërore e politike në një vend a në një shtet; banorët e një vendia të nje krahine; ldasat e shtresat e gjera punonjëse që përbëjnë themelin c shoqërisë dhe të zhvillimit të saj në një etapë të caktuar;

klasat e shtresat shoqë-rore që ndërtojnë socializmin nën udhëheqjen e partisë marksiste-leniniste (në shoqërinë socialiste). *Populli shqiptar. Populli ynë. Popull i madh (i vogël). Vullneti (mendimi, gjykimi) i populiit. Gjuha e popullit. Kultura (krijimtaria) e popullit. Bir (udhëheqës) i popullit. XJshtar (shërbëtor) i popullit. Në emër të popullit. Fitorja u përkct popujve. U ngrit populli në këm-bë. Popujt e bëjnë historinë. Te ne është populli në fuqi. Pushteti ynë është pushteti i popullit. Ç'thotë Partia, bën populli; ç'do populli, bën Partia. Bujqësia është çështje e të gjithë popullit. Populli me Partinë janë lidhur si mishi me thoin. Forcohet uniteti Parti-popull.*

2. Kombësi; komb. *Popull liridashës. Popull i lire. Popujt e shtypur. Popujt e botës (e Evropës). Paiarësia e popujve.*

3. Pjesa më e madhe e popullsisë në vendet bor-gjeze e revizioniste, që shtypet e shfrytëzohet nga klasat sunduese; masat e gjera punonjëse, njerëzit e thjeshtë e të varfër; vegjëlia. *Populli i thjeshtë* njerëzit që u përkasin klasave e shtresave të ulëta të popullsisë në një vend me klasa antagoniste. *Jetesa e popullit. Në gjirin e popullit.*

4. *bised.* Njerëzit në përgjithësi, gjindja. *Popull i zgjuar. Popull i çuditshëm! Kishte shumë popull në shesh. Doli para popullit.*

5. Përdoret si gjymtyrë e dytë e disa emërtimeve të përbëra që shënojnë tituj nderi dhe që jepen nga Presidiumi i Kuvendit Popullor të Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë për veprimtari të shquar gjatë Luftës Nacionalçlirimtare dhe gjatë ndërtimit të so-cializmit. *Hero i Popullit. Mësues i Popullit. Artist i Popullit. Skulptor i Popullit.*

POPULLARITET,~I *m. libr.* Popullorësi. *Popu-llaritet i madh (i gjerë). Populllariteti i RPSSH në botë. Ka (gëzon, fitoi) popullaritet. I dha popullaritet.*

POPULLARIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve POPULLARIZOJ, POPULLARIZOHEM.
*Popullarizimi i përvojës së përparuar (i sukseseve të arritura). Popullarizimi i shkencës. Popullarizimi i ligjeve. Popullarizimi i këngës (i veprave më të mira).*

POPULLARIZOHEM *vetv.* 1. Bëhem i njohur në masat e gjera, fltoj nderimin e të gjithëve, fitoj popullaritet. *Veprat e shokut En\>er janë popullarizuar në gjithë botën.*

2. *Pës. e* POPULLARIZOJ.

POPULLARIZOJ *kal.,* ~OVA, ^UAR. 1. E
bëj të njohur dike a diçka në masat e gjera të popullit; e përhap ne popull diçka, e bëj të masave. *Popullarizoj shembullin e mirë (sukseset, arritjet). Popullarizoj ligjet. Popullarizoj sportin. Popullarizoj në shkallë të gjerë.*

2. Përhap diçka në popull, duke e paraqitur sa me thjeshtë e qartë që të kuptohet nga masat e gjera. *Popullarizojmë shkencën.*

POPULLARIZUES,~E *mb.* I. Që e bën të njohur diçka ne popull, që e përhap në masat e gjera, që sy-non popullarizimin e diçkaje, që popullarizon. për *qëllime popullarizuese.*

2. Që e paraqit diçka thjesht e kuptueshëm për masat e gjera. *Vepër popullarizuese.*

POPULLATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Popullsia
që banon në një vend, në një krahinë a në një qytet të caktuar; popull. *Popullata e qytetit (e krahinës). Nevojat e popullatës. Furnizimi i popullatës. Regjistrimi i popullatës. Largimi i popullatës. Shtohet popullata. 2. bujq.* Brezni a lloj i ri bimësh që ka dale nëpërmjet përzgjedhjes natyrore ose artificiale gjatë disa viteve me radhë. *Popullatë vendi.*

POPULLIM,~[1]! *m.* I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve POPULLOJ, POPULLOHET. *Popullimi i malësisë. Popullimi i një qyteze të re. Popullimi i liqeneve (i lumenjie, i rezervuarëve).*

*2. biol.* Grup bimësh, drurësh a organizmash që i përkasin një lloji të caktuar dhe rriten, rrojnë a ven-dosen diku zakonisht bashkë (në grupe). *Popullimi i pishave. Popullimi i bretkosave në pellg. Popullimi* i *baktereve të tifos në zorrët e njeriut.*

POPULLOHET *vetv.* 1. Mbushet me banorë një vend; shtohet popullsia e një vendi, e një krahine, e një qyteti etj. *U populluan përsëri fshatrat e braktisura gjatë luftës.*
*2. biol.* Mbushet me qenie të gjalla një vend. *V populluan pellgjet me peshk.*

3. *Pës. e* POPULLOJ.

POPULLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Vendos njerëz për të jetuar përgjithnjë në një vend, e mbush me banorë një vend; shtoj popullsinë e një vendi, të një krahine, të një qyteti etj. *Populluan zonat e pabanuara.*

*2. biol.* Përhap një lloj të caktuar qeniesh të gjalla a organizmash të të njëjtit lloj ne një vend ku s'ka të tillë; bëj që të zhvillohet e të shtohet diçka në një vend. *populluan rezervuarët me peshq. E populluan me gjah.*

3. *vet. veta III biol.* Zë a mbush një vend, iron së bashku më të tjerë (për qenie të gjalla që zakonisht rriten ose rrojnë bashkë ne grupe). *Qenie që popullojnë Token. Pinguinët popullojnë Antarktidën. Mijëra zog) popullonin kurorat e pemëve.*

POPULLOR,~'E *mb.* 1. Që ka të bëjë me popullin, që i përket popullit, i popullit; që e ka themelin në popull dhe është për popullin; që ka dale nga gjiri i popullit e i shërben atij; që është në duart e popullit; që është krijuar nga populli ose për popullin; që është veti e popullit. *Masat popullore. Forcat e armatosura popullore. Demokraci popullore. Republikë popullore. Republika Popullore Socialiste e Shqipërisë. Pushtet popullor. Qeveri popullore. Ekonomia (shëndetësia, drejtësia) popullore. Arsimi popullor. Shtypi popullor. Vshtria popullore. Kultura (krijimtaria, gojëtaria) popullore. Arti popullor. Veshje (këngë, Valle) popullore. Urtësia (mençuria, zgjuarsia) popullore. Lojra popullore. Gurra popullore. Zbukurime (motive) popullore. Letërsia gojore popullore. Rapsodi (përralla, poezi) popullore. Mjekësia (pedagogjia, meteorologjia) popullore. Gjuha popullore. Humor popullor. Vegël mu-zikore popullore. Intelektual popullor. Këngëtar (Valltar, humorist) popullor. Mjek popullor. Ansambël i këngëve dhe i valleve popullore. Me frymë popullore. Ka ka-rakter popullor.*

2. Që bëhet nga i gjithë populli, që vepron, zhvillohet a kryhet me pjesëmarrjen e masave të gjera të popullit, i gjithë popullit; që bëhet para popullit; masiv. *Festë popullore. Manifestim popullor. Diskutim (kuvend, këshillim) popullor. Gjyq popullor. Heroizëm popullor. Vetëmbrojtje popullore. Hakmarrje popullore.Luftë (lëvizje) popullore. Revolution popullor. Front popullor. Patriotizëm popullor.*

*3.* Që është bërë i dashur për masat e popullit me sjelljen e me veprimtarinë e tij, që e njohin të gjithë si të tillë; që ka dashuri e nderim të veçantë për nje-rëzit e thjeshtë e që

jeton gju me gju me popullin; i thjeshtë. *Hero popullor. Njeri popullor. Është shumë popullor.*
4. Që kuptohet lehtë nga masat e gjera të popullit, që është përshtatur për masat punonjëse, i thjeshtë; që bëhet si e mendon populli. *Shkencë popullore. Vepër shkencore popullore. UniverSiteti popullor i radios. Etimologji popullore. gjuh. Flet me një gjuhë popullore. E paraqiti në mënyrë popullore.*
5. Që njihet nga masat e gjera të popullit; që është bërë i njohur në popull, shumë i përhapur. *Sport popullor.*
6. Që u përket masave të thjeshta të popullit në vendet kapitaliste e revizioniste, që banohet nga shtre-sat e varfra e të shtypura të popullsisë së këtyre ven-deve. *Lagje popullore.*
7. Përdoret si gjymtyrë e dytë e disa emërtimeve të pathjeshta, që shënojnë organe të rendit shtetëror dhe të organizimit të tij në Shqipëri, detyra e në-punësi të ndryshme, institucione e ndërmarrje, organe të shtypit etj. *Kuvendi popullor. Këshillat popullore. Këshilltarët popullore. Ministria e Mbrojtjes Popullore. Gjykatat popullore. Gj'yqtar popullor. "Sporti popullor".*
POPULLORÇE *ndajf. bised.* 1. Sipas mënyrës së popullit, siç e ka zakon populli. *Sillet popullorçe. Kërceu popullorçe. U ulën popullorçe. la shtruan popullorçe.*
2. Në gjuhën e popullit, siç flet populli. *Flet popullorçe. Kështu* i *thonë popullorçe.*
POPULLORËSl,~A . *libr.* Emri i mirë që ka fituar e ka dikush a diçka në popull, nderimi i masave të gjera për të, popullaritet. *Ka popullorësi të madhe.*
POPULLSI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Popull; kombësi; komb. *Popullsi shqiptare. Popullsi vendëse (e huaj).*
2. Tërësia e banorëve të një vendi, të një krahine, të një qyteti ose të një pjese të tyre. *Popullsi qytetare (fshatare). Popullsia e Shqipërisë. Popullsia e qytetit. Dendësia e popullsisë. Regjistrimi i popullsisë. Shtesa natyrore ë popullsisë.*
POPULLCAR (i,e) *mb..* 1. Që banohet nga nje-rëzit; i tillë ku banojnë shumë njerëz, që ka popullsi të dendur. *Bregdet i populluar. Krahinë e populluar. Vende të populluara, Lagje shumë e populluar.*
2. *biol.* Që është i mbushur me qenie të gjalla. *Ujëra të populluara.*
POPULLZIM,~I *m.* Popullim. *Popullzimi i një qendre të re industriale.*
POPULLZOHET *vetv., pës.* Popullohet. POPULLZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Populloj. 2. Përhap në popull diçka; popullarizoj. POPUIXZUAR (i,e) *mb.* I populluar.
POQË *lidh. bised.* 1. Posa, sapo. *Poqë e dëgjuan fishkëllimën, dhitë u kthyen.*
2. Meqë. *Poqë erdhi, me lajmëro!*
POR,~I i *m. sh.* ~Ë,' ~ËT76r. *kryes. sh.* 1. Vri-ma shumë të imëta në lëkurën e njeriut ose të kaf-
shëve; vrima shumë të vogla në diçka. *Poret e lëkurës. Poret e guaskës së vezës. Trup me pore. Hapen (lirohen) poret.*
2. *fig.* Vrimë, hapësirë shumë e vogël; pjesë për-bërëse e diçkaje; qelizë. *Poret ejetës. Poret e shoqërisë.*
POR,~I ii m. *sh.* ~E, ~ET. Hallkë e hekurt që i vihet boshtit të rrotave të qerres.
POR,~I in *m. sh.* ~E, ~ET. Sobë, stufë.
POR *lidh. shih* PO 1-7. *Erdhi, por pak vonë. Liria nuk dhurohet, por fitohet me gjak. fj. u. E bënte punën, por më të shtyrë. Duket, por vetëm në njërën anë. Ata nuk e ulën, por përkundrazi e shtuan vrutlin në punë. Do ta fillosh, por në kohën kur të jem edhe unë. Kjo fitore e madhe do të jetë mburrje jo vetëm për ju, por për të gjithë. Por do të vijë një ditë që... Por ta dine mirë ata se... Unë shkoj, por të vijë edhe ai me mua.*
PORCEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Susak, kungull ujës. *Mbushi porcekun.*
2. Pjesa e prapme e kokës; rrashta e kokës. *Por-ceku i kresë.*
PORCELAN,~I *m.* 1. Lëndë e bardhë, e shkël-qyeshme, që nuk e thith ujin dhe që përgatitet nga një lloj argjili; lëndë e tillë e mbrujtur me ujë, që përdoret për të bërë enë e sende të tjera; farfuri. *Enë (pjata, vazo) porcelani. Artikuj (prodhime) porcelani. Uzina e porcelanit. Është prej porcelani.*
2. *kryes. sh.* ~E, ~ET. Enë ose sende të tjera prej kësaj lënde. *Prodhon porcelane.*
PORDHAC,~E *mb. shar.* 1. QË pjerdh shumë, pordhash.
2. *fig.* Që flet shumë, por qS s'bën punë; që shet mend, që trimërohet kot e mburret më të madhe, por që në të vërtetë ka frikë; frikacak.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. PORDHAMAN,~E *mb. shar.* Pordhac. PORDHASH,~E *mb. shar.* Pordhac. PORDHASHAKULL,~LLI m. *sh.* ~>J, <~JT.
Shakullinë, dredhë.
PORDHË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gaz i barkut me erë të keqe, që i del njeriut a kafshës me zhurmë nga poshtë.;
2. *kryes. sh. fig. thjeshtligj.* Fjalë t&fcota, pallavra, gjepura; punë boshe. *Shet (grin) ppr3hë ai. Nuk i dëgjon njeri pordhët e tij. S'mbahet shtëpia me pordhë. fj. u. Nuk skuqen vezët me pordhë. fj. u.*
• Pesë pordhë, dhjetë grosh *thjeshtligj.* shumë shtrenjtë. Sillet si pordha nëpër brekë *thjeshtligj.* sillet vërdallë kot, pa bërë asnjë punë. la bëri mendjen pordhë *dikujt thjeshtligj.* e turbulloi, e hutoi fare, ia rnori mendjen. E harroi pordha vërën *thjeshtligj.* i ka ulur veshët, s'mbahet me më të parën> sepse ka ndërruar gjendja.
PORDHËMADH,~E *mb. shar.* Që bën pordhë me zhurmë të madhe; pordhaman, pordhac *(edhe fig.).*
POREND,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* Ferra a shkurre si gardh anës një are.
PORFlR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeol, min.* Shkëmb i forte me prejardhje vullkanike, me pjesë të mëdha në ngjyra të ndryshme, që përdoret si material ndër-timi. *ShtyHi (mur) porfiri. Sëpatë porfiri. arkeol.*
PORNOGRAFl,~A . Paraqitje e shëmtuar, me cinizëm e pa pike turpi e marredhënieve scksuale në arte e në letersi, që është karakteristike për moralin borgjez e revizionist; tërësia e pikturave, e fotogra-five, e filmave, e shkrimeve etj. me përmbajtje të tillë.
PORNOGRAFlK,-'E *mb.* Që i paraqit në mënyrë të shëmtuar, me cinizëm e pa pike turpi marrëdhëniet seksuale; që ka fotografi, piktura, shkrime etj. me një përmbajtje të tillë; që ka të bëjë me pornografinë. *Pikturë (fotografi) pornografike. Revistë pornografike. Film (roman) pornografik. Anekdota pornografike. Me përmbajtje pornografike.*
POROSI, ~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Kërkesë që dikush i bën një tjetri për të blerë diçka, për t'i kryer një punë etj.; vetë sendi që blihet, puna që kryhet etj. sipas kësaj kërkese. *Këpucë me porosi. Punime me porosi. Sipas porosive.*

*Merr (pranon) porosi. Bert njl porosi* porositi diçka. *Qep me porosi.*

*2.* Punë e veçantë që i ngarkohet dikujt nga një tjetër për ta kryer; detyrë. *dha një porosi. La disa porosi. I kreu porositë.*

3. Këshillë që i jepet dikujt për diçka; udhëzime të vlefshme që i jepen dikujt, mësim. *Porosi të çmuara (shumë të vlefshme). Porositë e Partisë (e shokut Enver). Me porosi të dikujt* në emër të dikujt. *Kryej (përmbush, v'ë në jetë) një porosi.*

*4.* Diçka që i lihet një njeriu për t'u kujdesur, diçka që i besohet një tjetri; dëshirë e dikujt që ia lë si ama-net një tjetri. *Ia la porosi i ati. Ia mbajti porosinë.*

POROSIT (POROSIS) *kal.,* ~-A, ~UR. I. I bëj

një kërkesë dikujt për të blerë a për të me dërguar diçka, për të me bërë një punë etj., bëj një porosi. *Porositi drekën (darken). Porositi një Icafe. Porositi një pale këpucë.*

*2. I* ngarkoj ose i besoj dikujt një detyrë a një punë të veçantë. *E porositi vëllanë <ië...*

3. I jap dikujt një këshillë për diçka, e këshilloj; i. jap dikujt udhëzime të vlefshme, e mësoj dike si të veprojë. *Na porosit Partia. E porositi të ketë kujdes rrugës. Ashtu e porositi babai.*

4. I besoj dikujt një dëshirë; shpreh fjalët, dëshirat a këshillat e fundit para vdekjes. *E porositi para se të vdiste..*

POROSITEM. *Pës. e* POROSIT.

POROSITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën një kërkesë për të blerë a për t'i dërguar diçka, për të bërë një punë etj., ai që bën një porosi. *Porositësi i mallit. Me kërkesën e porositësit. Shkon për llogari të porositësit.*

POROSlTJE,~-'A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve POROSIT, POROSITEM. *Porositja e kë-pucëve. Porositja e drekës.*

POROSlTUR (i,e) *mb.* 1. Që është ngarkuar të bëjë një punë a të kryejë një detyrë; që ka marrë një porosi. *Njeri i porositur. Është i porositur të veprojë kështu.*

*2.* Që është kërkuar për t'u bërë, për t'u përgatitur a për t'u blerë; që nuk është i gatshëm. *Këpucë të porositura. Mall i porositur.*

3. Që dërgohet me postë duke bërë një pagesë të veçantë me qëllim që zyra e postës të mbajë përgje-

gjësi të plotë në rast se humbet; i siguruar. *Letër e porositur. Dërgesë e porositur.*

POROTË,~'A . *yjet.* Njëzet e katër dëshmitarë, të cilët dëshmonin me be për të nxjerrë të pafajshëm dike që akuzohej për një krim, për një faj a për një shkelje të kanunit.

E bëri porotë e bëri me turp para të tjerëve, e turpëroi, ia mori fytyrën.

POROZ,~E *mb. libr.* 1. Që është me pore, që ka pore. *Lëndë (tulla, pllaka, tape) poroze. Gur poroz. Xham poroz. Gome poroze. Porcelan poroz* porcelan që përdoret për të bërë veçorë elektrikë.

2. I shkrifët, qe e lejon ujin të kalojë, i përshkue-shëm nga uji. *Tokë poroze. Shtresë (sipërfa4e) poroze.*

PORSA *ndajf., lidh.* Sapo. *Porsa u festua me ma-dhështi festa e Çliriinit. Dielli porsa kishte dale që prapa malit. Ai porsa qe larguar. Porsa pushoi shiu. Porsa të mbarojnë shkollën, do të shkojnë për të punuar e jetuar përgjithnjë në fshat. Porsa të arrish, na njofto me telegram*[1].

PORSA- *fjalëform.* Përdoret si pjesë e parë e fjalëve të formuara nga tema e mbiemrave prejpjesorë, me kuptimin "që sapo ka ndodhur a që sapo është bërë" (p.sh. i pursaardhur, i porsaçelur, 1 porsaçliruar, i por-sakorrur, i porsakrijuar, i porsalindur, i porsambirë etj.).

PORSAIRDHUR (i,e) *mb.* 1. Që sapo ka ardhur, që ka ardhur pak kohë me pare. *Vullnetarët e porsa-ardhur.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Përshëndeti të porsaardhurit.*

PORSAÇELUR (i,e) *mb.* 1. Që sapo ka çelur, që ka çelur pak kohë me pare. *Gonxhe (lule) të porsa-ç?lura. Trëndafil i porsaçelur.*

2. Që sapo është çelur (një rrugë etj.); që porsa është kthyer a është punuar për here të parë (për token etj.), i porsahapur. *Rrugë e porsaçelur. Grope e porsaçelur. Tokë e porsaçelur.*

3. Që sapo ka dale nga veza (për zogun); që porsa ka marrë trajtën e tij të plotë. *Zogjtë e porsaçelur.*

4. Që sapo ka filluar veprimtarinë e vet, i porsahapur. *Shkollë e porsaçelur. Dyqanet e porsaçelura.*

PORSAÇLIRUAR (i,e) *mb.* 1. Që sapo ka shpëtuar nga robëria, që është çliruar pak kohë me pare. *Atdheu i porsaçliruar. Qytet (vend i porsaçliruar). Krahinë e porsaçliruar. Popull i porsaçliruar.*

2. Që sapo është çliruar nga varësia shoqërore e dikujt, që sapo ka shpëtuar nga shfrytëzimi e ka fi-tuar të drejtat. *Fshatarët e porsaçliruar.*

PORSADALË (i,e) *mbXQë* sapo është shfaqur; që sapo ka mbirë etj.; që ka dale pak kohë me pare. *Dielli i porsadalë. Gruri i porsadalë.*

2. Që sapo është bërë nuse, që sapo është martuai (zakonisht për vajzat kur martohen dhe shkojnë në shtëpinë e burrit). *Ishte e porsadalë.*

PORSAEMËRUAR (i,e) *mb.* Që sapo është emëruar në një punë, që është emëruar pak kohë më pare. *Mësues i porsaemëruar.*

PORSAFEJUAR (i,e) *mb.* 1. Që sapo është fejuar, që ka pak kohë i fejuar. *Vajzë e porsafejuar. Djalë i porsafejuar.*2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbicmrit. *Uronin të porsafejuarit.*

PORSAFILLCAR (i,e) *mb.* Që sapo është filluar, që ka pak kohë që është filluar. *Bisedimet e porsafi-lluara.*

P0RSAFORMCAR (i,e) *mb.* 1. Që sapo ka marrë formën e vet, që sapo është formuar; që sapo ka arritur zhvijllimin e duhur. *Trup i porsaformuar. Boçe të por-safo'rmuara. Gjuhë letrare e porsaformuar.*

2. Që sapo është themeluar, që porsa është krijuar a është organizuar. *Parti marksiste-leniniste e porsa-formuar. Qeveri e porsaformuar. Shtet i porsaformuar. Kooperativë bujtfësore e porsaformuar. Njësit (report) ushtarak i porsaformuar.*

PORSAHAPUR (i,e) *mb.* 1. Që sapo është hapur, që është hapur para pak kohe. *Arkë (kuti) e porsa-hapur. Shishe e porsahapur.*

2. Që sapo është gërmuar a është hapur; që sapo është kthyer a është punuar për here të parë (për token etj.) *Van i porsahapur. Rrugë e porsahapur. Tokë e porsahapur.*

3. Që sapo ka filluar veprimtarinë. *Shkollat e por-sahapura. Dyqan i porsahapur.*

4. Që sapo ka lulëzuar; i porsaçelur. *Lule e porsahapur. Pemët e porsahapura.*

PORSAKËPIJTUR (i,e) *mb.* I. Që sapo është marrë a është vjelë nga pema, që ka pak kohë qëështS këputur. *Domate (mollë, lule) të porsakëputura.*
2. Që sapo është ndarë nga gjiri i nënës, që porsa është këputur (zakonisht për të voglin e kafshës). *Qengj (derrkuc, kec) i porsakëputur.*
PORSAKORRUR (i,e) *mb.* Që sapo është korrur, që është korrur pak kohë me pare. *Grurë i porsakorrur. Bar i porsakorrur. Are e porsakorrur. Livadh i porsakorrur.*
PORSAKRIJUAR (i,e) *mb.* Që sapo është krijuar. që ka pak kohë që është krijuar. *Report i porsakrijuar. Estradë e porsakrijuar.*
PGRSALARË (i,e) *mb.* Që sapo është larë, që është larë pak kohë me pare. *Çarçafë të porsalarë. Rroba të porsalara.*
PORSALËRUAR (i,e) *mb.* Që sapo është lëruar, që ka pak kohë që është lëruar. *Tokat (fushat) e porsa-lëruara.*
PORSALINDUR (i,e) *mb.* 1. Që sapo ka lindur, që ka lindur pak kohë më parë (për fëmijët, për qengjat etj.). *Fëmijë i porsalindur. Viçat e porsalindur.*
2. Që sapo është krijuar a është themeluar. *Industri e porsalindur.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Dhoma e të porsalindurve. Shëndeti i të porsalindurit. Ushqimi për të porsalindurit. Kujdesi për të porsalindurin.*
PORSALIRUAR (i,e) *mb.* 1. Që sapo ka dale nga burgu a është liruar nga internimi, që sapo ka rifi-tuar lirinë; që ka rifituar lirinë pak kohë me pare. *Një njeri i porsaliruar.*
2. Që ka pak kohë që është liruar nga shërbimi ushtarak, që sapo ka dale në lirim. *Ushtarët e porsaliruar.*
3. Që është zbrazur para pak kohe; që sapo i është
korrur e hequr prodhimi (për një are etj.). *Shtipi (dhomë) e porsaliruar. Toka të porsaliruara.*
4. *si em.* ~, ~<I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që sapo është liruar nga burgu, nga internimi ose nga ushtria.
PORSAMARTUAR (i,e) *mb.* 1. Që sapoështS martuar, që është martuar pak kohë me pare. *Çift* i *porsamartuar. Të rinj të porsamartuar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Dhoma e tS porsamartuarve. Uronin të porsamartuarit.*
PORSAMBfRË (i,e) *mb.* Që sapo ka filluar të nxjerrë sythin, që ka pak kohë që ka mbirë. *Bimët e porsa-mbira. Bar i porsambirë. Grurë (miser) i porsambirë.*
PORSAMBJELLË (i,e) *mb.* Që sapo është mbjellë. që ka pak kohë që është mbjellë. *Fara e porsambjcllë. Fidanët e porsambjellë. Pemët e porsambjella. Tokat (arat) e porsambjella.*
PORSANDËRTUAR (i,e) *mb.* Që sapo është ndër-tuar, që ka pak kohë që është ndërtuar. *Shkolla e porsandërtuar. Fabrikë (uzinë, we) e porsandërtuar.*
PORSAPËRFUNDUAR (ie) *mb.* Që sapo ka mbaruar, që ka pak kohë që ka përfunduar. *Rrugë e porsapërfunduar.*
PORSAPJELLË (i,e) *mb.* QË sapo është pjellS, që ka pak kohë që është pjellë. *Qengj (kec, viç) ipor-sapjellë.*
PORSAPUNpAR (I,e) *mb.* Që sapo Cshtë lëruar. që ka pak kohë që është punuar. *Tokë (are) e porsa-punuar,*
PORSARRUAR (i,e) *mb.* Që sapoështS rruar, qS është rruar pak kohë me pare. *Me fytyrë (me mjekër) të porsarruar.*
PORSAVJELË (!,e) *mb. Që* sapo është marrë nga pema, që sapo është këputur nga bima; i njomë e i freskët; që sapo i janë mbledhur kokrrat; që ka pak kohë që është vjelë. *Pemët (mollët, dardhët) e porsavjela. Duhan (miser) i porsavjelë. Pambuk i porsavjelë.*
PORSAZBULUAR (i,e) *mb.* 1. Që sapo është zbu-luar, që ka pak kohë që është zbuluar (diçka e fshehur a e mbuluar ose diçka e panjohur). *Vendburim i por-sazbuluar. Mineral i porsazbuluar. Varre (mure) të porsazbuluara. Shpellë e porsazbuluar. Dukuri e porsazbuluar.*
*2.* Që sapo është diktuar a është nxjerrë në shesh (një e fshehtë ose një veprimtari armiqësore etj.). *Komplot i porsazbuluar.*
PORSAZËNË (i,e) *mb.* I. Që sapo është kapur, që ka pak kohë që është zënë (për një njeri a një kaf-shë). *Peshqit e porsazënë.*
2. Që sapo ka mbirë a ka zënë (për bimët). *Kalemat e porsazënë.*
3. Që sapo është zënë (për kosin etj.). *Kos (djathë) i porsazënë.*
PORSAZGJEDHUR (i,e) *mb.* 1. Që sapo është zgjedhur për të kryer një detyrë shtetërore a shoqërore, që ka pak kohë që është zgjedhur. *Delegatët e porsa-zgjedhur. President i porsazgjedhur. Organ (komitet)* i *porsazgjedhur.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *U takuan më të porsazgjedhurin.*PORSE *lidh.* Përdoret për të lidhur gjymtyrë ose fjali të bashkërenditura me marrëdhënie kundërshtore, me kuptimin "po, por, veçse, mirëpo". *Kushtoi vërtet, porse na ndihmoi shumë.*
•*k* Jo vetëm që... porse përdoret si lidhëz bashkë-renditëse e shkallëzimit për të lidhur fjali ose gjymtyrë fjalish, me kuptimin "jo vetëm që... por edhe".
PORSI *lidh.* Përdoret për të lidhur fjali që shprehin lloje të ndryshme marrëdhëniesh krahasore e mënyrore ose për të lidhur gjymtyrë të fjalisë që tregojnë mënyrë e krahasim me kuptimin "si, ashtu si". *Shkonin porsi vëllezër. Vezullonte porsi pasqyrë.*
PORT,~l *m. sh.* ~E, ~ET. Vend i posaçëm za-konisht në një gji deti, i ndërtuar dhe i pajisur më të gjitha mjetet e nevojshme, ku mund të hyjnë anijet, të ngarkohen dhe të shkarkohen ose të qëndrojnë për t'u ndrequr; qyteti pranë një vendi të tillë. *Port detar (lumor). Port ushtarak (tregtar). Portet e Shqi-përisë. Punonjësit e porlit. Drejtoria e portit. Maga-zinat e portit. Ndërtuan një port. Hyri (anija) në port. Durrësi është porti me i madh i vendit tone.*
PORTAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *arkit.* Porta kryesore e një ndërtese të madhe e punuar me një arkitekture të bukur. *Portali i pallatit. Portalii fortesës.*
2. *min.* Hyrja ose dalja e një tuneli të madh.
PORTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Porta e oborrit ose e kopshtit, zakonisht prej thuprash; lesë. *Portarja e oborrit.*
2. Vathë e vogël për bagëti e rrethuar me gardh ose me lesa.
PORTATlV,~E *mb.* Që është i lehtë e mund të mbahet në dorë, të merret me vete nga një vend në një tjetër; që mund të zbërthehet e të mbartet lehtë nga një vend në një tjetër; dore, i dorës. *Krevat por-tativ. Tryezë portative. Skenë portative. Varkë portative. Radio portative. Televizor portativ. Aparat kinematografik portativ.*
PORTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i hapur e i gjerë, zakonisht në murin e oborrit të një shtëpie a të një ndërmarrjeje, nëpër të cilin mund të hyjnë e të dalin njerëz e automjete dhe që mbyllet me ka-nate; kanatet që

e mbyllin atë; dera kryesore e jashtme e një shtëpie. *Portë druri (hekuri). Porta e shtëpisë (e oborrit). Portat e kalasë. Kanatet (fletët) e portës. Shuli i portës. Kyçi i portës. Hap (mbyll) portën. Trokiti në portë.*

2. Derë.

3. *spec.* Secila nga fletët e lëshuesit në një lumë, në një kanal etj., që shërbejnë për t'i bërë pritë ujit ose për të lëshuar ujin kur kalon nivelin e caktuar; pajisje e posaçme që lejon ose ndalon hyrjen a daljen e një lëngu, të avullit, të ajrit etj. në diçka. *Portë automatike. Portat e pendës. Porta e derdhjes. Porta e sigurimit. Porta e ajrimit.*

4. *sport.* Hapësirë e kufizuar midis dy shtyllash pin-gule dhe një shtylle horizontal në fushën e futbollit, të hokeit etj., që mbulohet prapa me një rrjetë dhe që mbrohet nga një lojtar. *Porta kundërshtare. Vija e portës* vijë që bashkon dy shtyllat pingule, e cila shërben si kufi për golin. *Zona e portës. Rrjeta e portës. Mbron portën. Gjuajti në portë. Hyri topi në portë.*

5. Vend i hapur nga ku mund të hyjë dikush a diçka; qafë e ngushtë kalimi në një mal; shteg kalimi (edhe *fig.). Porta e kufirit. Porta veriore e vendit. Por-*
*tat e qytetit. la mbylli portat dikujt a diçkaje* ia zuri shtigjet, nuk e lejon të hyjë a të kalojë. *la hapi portat dikujt a diçkaje* e lejon të hyjë lirisht dike a diçka, lë shteg të lire kalimi për këdo; e pranon brenda.

6. Pjesë e lojës guraçokthi, kur vendoset dora në trajtën e bërçikut si hapësirë, nëpër të cilën kalojnë gurët që nxirren jashtë; derë. *Bëj portën. I kaloi (i futi) gurët në portë.*

• Portë me portë në çdo shtëpi; shtëpi me shtëpi, derë me derë. I hapi (i çeli) portën (derën, dyert) *shih te* HAP. Shikon portën (derën) *shih te* SHIKOJ. Është portë pazari *shih te* PAZAR,~I. E nxori në portë të pazarit *dike shih te* PAZAR,~I. Politikë e portave (e dyerve) të hapura *shih te* POLITIKË,~A i. Shpër-theu një portë (një derë) të bapur *shih te* HAPUR (i,e). Troket në portë (në derë) të hapur *shih te* HAPUR (i,e). Troket në portën (në derën) e shurdhit *shih te* SHURDH,~I. Porta e Lartë *hist,* sulltani dhe qeveria si autoriteti me i lartë e përfaqësues i Perandorisë Osmane.

PORTIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që rri si rojë te porta e një ndërmarrjeje etj.; derëtar. *Portieri i ndërmarrjes.*

2. *sport.* Lojtari në lojën e futbollit, të hokeit etj., i cili mbron portën e skuadrës së vet. *Luan (si) por tier.*

PORTlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Hyrje e gjerë në një ndërtese, zakonisht me dy rreshta shtyllash dhe e mbuluar me çati; hajat. *Portiku i muzeut. Portik me shtylla të larta. Kaloi nën portik.*

PORTOFOL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. I. Çantë e vogël xhepi prej lëkure etj., me dy a me shumë të ndara, që hapet e mbyllet dhe që shërben për të mbaj-tur në të para, dokumente vetjake etj. *Nxoriportofolin. Humbi portofolin. E futi në portofol.*

*2. libr.* Posti i një ministri. *Portofol ministror. Minister pa portofol. Mbante portofolin e ministrit të financave.*

PORTOKALL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË dhe POR-TOKALLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Pemë e familjes së agrumeve, me gjethe të zgjatura, të lëmuara e gjithnjë të gjelbra, me lule të bardha e të murrme, që rritet në vende me klimë të ngrohtë dhe bën kokrra të rrumbullakëta, me lëkurë të trashë e të verdhë në të kuqe kur piqen; kokrra e kësaj peme, që ka tul të ndarë në disa pjesë, me shumë lëng, të ëmbël dhe me erë të mirë. *Portokall i kuq* lloj portokalli me tul të kuq e shumë të ëmbël, gjakoshare. *Portokall i egër* nerënxë. *Lulet e portokallit. Lëvozhgë (lëkurë) portokalli. Lëng (reçel) portokalli. Erë portokalli. Fida~ nishte me portokaj. Brezare me portokaj. Vjelja e por-tokajve. Miza e portokalleve. zool. Arkë me portokaj. Qëroi (hëngri) një portokalle.*

2. *si mb.* ~, ~E. Që është i verdhë në të kuq, si i verdhë, që ka ngjyrën e lëkurës së portokallit të pje-kur. *Ngjyrë portokalle. Fustan (dok) portokall. Driti portokalle.*

PORTOKALLt,~E *mb. bised.* Që e ka ngjyrën si ajo e lëkurës së portokallit të pjekur. *Fustan portokalli.*

PORTOKALLISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT dhe PORTOKALLlSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ngas-tër e madhe toke e mbjellë me portokaj. *Portokallishtë e re (e madhe). Punoj në portokallishtë.*PORTOKALLTË (i,e) *mb.* Që ka ngjyrë të verdhë në të kuqe, që vjen si i verdhë, portokalli. *Ngjyrë e portokalltë. Dritë e portokalltë. Perëndim i portokall-të.*

PORTRET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Fotografia, vizatimi, piktura a skulptura e fytyrës së një njeriu ose të një grupi njerëzish. *Portreti i shokut Enver Hoxha. Portretet e klasikëve të marksizëm-leninizmit. Portreti i një punëtori të dalluar. Portreti i Skënderbeut. Portreti i babait. Vizatoi (pikturoi, bëri) një portret. E vari portret in në mur.*

*2. let.* Përshkrimi i pamjes së jashtme të një njeriu së bashku me vetitë e tij shpirtërore e morale; përshkrimi i një sendi a dukurie; lloj shkrimi që bën përshkrim të tillë. *Portreti i komunistit. Portreti i gruas në letërsi. Portreti i fshatit socialist.*

3. *fig.* Tërësia e tipareve karakteristike e më të për-gjithshme të dikujt, që përbëjnë figurën e tij dhe që e dallojnë nga të tjerët. *Portreti i njeriut të punës. Portreti i klasës punëtore shqiptare.*

• Portret i gjallë *shih te* GJALLË (i,e) 7.

PORTRETIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që vizaton a pikturon portrete, piktor portretesh.

PORTRETIZIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PORTRETIZOJ, PORTRETIZOHEM.

*Portretizimi i heronjve. Portretizimi i një figure. Mjesh-tëria e portretizimit.*

PORTRETIZOHEM *libr. Pës. e* PORTRETIZOJ.

PORTRETIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *let.* Përshkruaj pamjen e jashtme të një njeriu, së bashku me vetitë e tij shpirtërore e morale, bëj portretin e dikujt a të diçkaje. *Portretizon heroin e ditëve tona. E portretizon me mjeshtëri.*

2. *fig. libr.* Përshkruaj dike; jap tiparet karakteristike e më të përgjithshme të diçkaje. *Vallja portre-tizonte fitoret madhështore socialiste.*

PORTUGALlSHT *ndajf.* Në gjuhën portugeze. *Fliste portugalisht.*

PORTUGALlSHTE,~JA . Gjuhë e families indoevropiane, që ffitet kryesisht në Portugali e në Brazil, gjuha e portugezëve.

PORTUGEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Portugalisë ose ai që e ka prejardhjen nga Portugalia.

PORTUGEZ,~E *mb.* Që lidhet me Portugalinë ose me portugezët, që është karakteristik për Portugalinë ose për portugezët, i Portugalisë ose i portugezëve; që është krijuar nga portugezët. *Populli por-tugez; Klasa punëtore*

*portugeze. Kolonizatorët portu gezë. Gjuha portugeze. Këngë (valle) portugeze.*
PORRC,~I *m, ana', krahin.* Aliver. *Porrci i kaut.*
PORRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Gurmaz.
PORRIT (PORRIS) *kal.,* ~A, ~UR *krahin. 1.* Shuaj, fik. *Porrit zjarrin.*
2. *fig.* Bëj që të ulet, të qetësohet a të zbutet diçka; resht, shuaj. *E porriti grindjen (sherrin, shamatën).*
PORRITET *vetv. krahin.* 1. Shuhet, fiket. *U porrit zjarri (drita).*
2. *f\g.* Zbutet, shuhet. *U porritën grindjet.*
3. *Pës. e* PORRIT.
PORROPl,~A . *bised.* 1. Mbrapshti, e keqe;
prishje a shkatërrim; rrokullimë, greminë. *U hyri (i zuri) porropia. Mori porropinë.*
*2.* Arrati. *dha vajzës porropinë* e martoi shumë larg.
POS *krahin.* I. *ndajf.* Veç. *tfdaj grwrin pos dhe bykun pos. Rrinte pos në dhomë të vet.*
II. *parafj.* Me përjashtim të dikujt a të diçkaje, veç, përveç. *Pos të tjerave. Pos tij nuk kishte njeri tjetër.*
POSA.I. *ndajf.* Sapo, porsa. *Posa doli. Posa lindi dielli.*
II. *lidh.* 1. Sapo, porsa. *Posa e pane, iu hodhën në qafë. Posa të vijë, do t'i them. Eja, posa të hash bukë.*
2. *bised.* Përdoret për të ndërtuar fjali që shprehin lloje të ndryshme marrëdhëniesh shkakore; derisa, meqenëse, meqë etj. *Posa nuk dëshiron, nuk po e thërres.*
POSA- *fjalëform.* Porsa-; p. sh. i posablerë, i posa-pjellë etj.
POSAÇËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që bëhet me një rast të cak,tuar, që i kushtohet vetëm dikujt a diçkaje; që ndryshon nga të tjerët, jo i zakonshëm; i veçantë. *Libër i posaçëm. Botim i posaçëm. Leje e posaçme. Veshje e posaçme. Ndërtim i posaçëm. Pajisje e posaçme.*
*2.* Që është bërë ose është caktuar nergut për dike a vetëm për diçka; që bëhet për një qëllim të caktuar. *Mbledhje e posaçme. Gjyq\ i posaçëm. Komision i posaçëm. Vendim i posaçëm. Udhëtoi me aeroplan (me tren) të posaçëm.*
3. Që ka një detyrë të caktuar, që ndjek një qëllim të caktuar. *dërguar i posaçëm. Rojë e posaçme. Skua-dër e posaçme. Dërgoi një njeri të posaçëm.*
4. Që ka vlerë a rëndësi të dorës së pare; shumë i madh; i veçantë. *Detyrë e posaçme. Me rëndësi të posaçme. I vë kujdes të posaçëm.*
POSAÇËRISHT *ndajf.* 1. për një qëllim a detyrë të caktuar, në mënyrë të posaçme; veçanërisht, në mënyrë të veçantë. *Shkoi Çe dërgoi) posaçërisht. E zgjodhi posaçërisht. Kujdeset posaçërisht për të.*
2. *përd. pj.* Përdoret për të përforcuar, për të ku-fizuar a për të veçuar kuptimin e një fjale, të një tog-fjalëshi ose të një fjalie me kuptimet “sidomos; ve-çanërisht”. *Me rëndësi posaçërisht të madhe. Ata ishin posaçërisht të kënaqur, që merrnin pjesë në këtë gëzim të përbashkët. s*
POSAQË *lidh.* 1. Sapo, porsa. *Posaqë e pa, u kthye. 2.* Meqë, meqenëse. *Posaqë thua ti, unë e besoj.*
POSl.I. *pj.* I. Përdoret si përgjigje me vlerën e një fjalie, për të shprehur e për ta theksuar pohimin a miratimin për diçka të padyshimtë, të sigurt etj., me kuptimin “po, patjetër, sigurisht”. D — *Do të vish? — Posi.* □ □ — *Desha të bisedoja pak me ju, ka mundësi? — Posi.* D □ —*Mua me foli? — Ty, posi.* □ □ — *A ka punuar si minator? — Posi, ka qenë nga minatorët e pare.* □ Q — *Të kujtohet ? — Posi, posi, me kujtohet mirë.* D
2. Përdoret në fjali për të përforcuar një pohim a një miratim, për të pohuar me këmbëngulje diçka që është thënë më parë ose për të shprehur me këmbëngulje një urdhër, me kuptimin “pa tjetër, sigurisht, po”. — *Posi, do të vij.* □ — 7”i *s'e ke parë atë? — E kam pare, posi.* □ — *Thuaja, posi! — Të shkojëpost!* □ — *Ke fëmijë? — Kam, post.* D D — *Ke ar-sye? — Posi, kam, edhe shumë bile.* D D — *Kane ardhuh të gjithë? — Kane ardhur, posi.* □
3. Përdoret (zakonisht e shoqëruar me pasthirrma, me një intonacion të veçantë) për të shprchur qesëndi, tallje, përbuzje etj. ose për të përforcuar shprehjen e ndjenjave të folësit, me kuptimin “jo, vërtet”. *Posi more, të vij edhe unë dashke ti! Do ta marrësh, posi, kur të puthësh berryHit! Posi, posi vetëm për ty do të mendojnë të tjerët!*
4. Përdoret (zakonisht e zgjatur dhe me intonacion të veçantë) për të shprehur mosbesim, habi, dyshim etj. për diçka që thuhet. — *Posiii, ishte martuar, po kur? — Posiii, me gjithë mend e ke?! — Posiii, ashtu ndodhi vërtet?!*
*II. lidh.* Përdoret për të lidhur fjali që shprehin lloje të ndryshme marrëdhëniesh krahasore a mënyrore ose për të lidhur gjymtyrë që tregojnë mënyrë a kra-hasim; porsi, sikurse, si. *E bardhë posi bore. Posi mollë qe. Ishin posi dy motra.*
•*k* Posi jo përdoret kur folësi dëshiron të miratojë me force atë çka është thënë a për të cilën është pyetur ose kur do të theksojë vërtetësinë e diçkaje që dikush e vë në dyshim.
POSIKUNDËR *lidh. përf. bised.* Sikundër.
POSIKCNDËRQË *lidh. përf. bised.* Sikundërqë.
POSIKUR *lidh. përf. bised.* Sikurse. *vërviti tute posikur të ishin lecka.*
POST,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Detyra a për-gjegjësia e dikujt; vendi që zë a që mban dikush, nëpunësi zakonisht e lartë; ofiq. *Post i rëndëtishëm (i lartë). Post drejtues. Post zyrtar (qeveritar, shtetëror). Post i vështirë (me përgjegjësi). Posti i kryetarit. Posti i drejtorit. Zë (mban, mori) postin e... Shfrytizonin postet.*
2. Vend i posaçëm për të ruajtur; vend, zakonisht me i lartë, i mbrojtur e i fortifikuar, ku rrinë disa ush-tarakë për të vëzhguar a për të ruajtur, postë. *Post luftarak. Posti i vrojtimit. Qëndron (është) në post* është duke kryer detyrën e caktuar, është në krye të detyrës.
3. *tek.* Vend i posaçëm, i pajisur me mjetet e ne-vojshme, nga ku mund të ndryshohet rryma elektrike ose të drejtohen në mënyrë automatike mekanizma të ndryshëm. *Posti i komandimit.*
POSTAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lug i madh prej trungut të një druri ose prej guri, që vihet posht8 çezmës për të mbledhur ujë që të pijë bagëtia; govata e çezmës a e pusit që shërben zakonisht për të lari rroba; lugare. *Postaf guri (druri). Postafi i kroit (I pusit). Pinin ujë në postaf. Lajnë në postaf.*
POSTAR,~E *mb.* Që ka të bëjë me dërgimin e me shpërndarjen e letrave, të pakove, të të hollavc etj. me anë të postës; që i përket postës, që bëhet me anë të zyrës së postës; që shërben për të dërguar a për të shpërndarë postën. *Zyrë postare. Shërbimi postar. Kuti postare. Pulla postare. Mandat postar. Aeroplan postar. Dërgesë postare. Pëllumb postar.*
POSTAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Rrip toke që ndo-dhet midis dy vijash; ngastër toke që mund ta punojë bujku në një

hov; lehe. *Postat me palate (me Me). Korri një postat miser.*
*k* Mos e hap postatin! *shih te* HAT'.
POSTAT *kal,* ~A, ~UR *krahin.* E lodh shumë dike, e këput. *E postati kalin.*
POSTATEM *vetv. krahin.* 1. Lodhem shumë, kë-putem. *U postatën sot.* 2. *Pës. e* POSTAT.
POSTBLLOK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1.
Vend në një pike kufitare të një shteti, në të hyrë të një qyteti a në një pike të caktuar të një zone të mbrojtur, ku posta e policisë ose një rojë e posaçme ushtarake etj. kontrollon hyrjen e daljen e njerëzve dhe të materialeve; *usht.* vend ku një njësi e posaçme e shërbimit bën rojë gjatë njezet e katër. orëve dhe kontrollon hyrjen e daljen e njerëzve e të materialeve të ndryshme në një repart; postërojë. *Postbllok i fortifikuar. Postblloku i aksionit (i sektorit). Ushtarët (roja) e postbllokut. E ndalën në postbllok. E kaloi postbllokun.*
2. Tra sa gjerësia e rrugës, që mund të ngrihet e të ulet për të lënë të lire ose për të mbyllur kalimin në një vend të caktuar.
3. *fig. libr.* Pengesë për të ndaluar kalimin ose zhvillimin e diçkaje; gardh. *Postbllok i pakalueshëm (i pakapërcyeshëm). Është bërë postbllok kundër depërtimit të ideologjisë së huaj.*
POSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Lëku;ë berri me lesh të paqethur, e larë dhe e tharë, që përdoret si shtroje; postiqe. *Poste delesh. Shtruan postet. U ulën në poste.*
2. Qilim i punuar me lesh dhie, mutaf.
POSTË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Institucion zyrtar, që merret me dërgimin e letrave, të gazetave e të revistave, të pakove, të të hollave etj. nga një vend në një tjetër dhe me shpërndarjen e tyre; ndërtesa e këtij institucioni. *Posta qendrore. Posta dhe telegrafi. Posta e qytetit (e lagjes). Zyrat e postës. Nëpunësit e postës. E dërgoi me postë.*
*2.* Oërgesa (letrat, pakot etj.) që çohet a shpër-ndahet nëpërmjet këtij institucioni; tërësia e letrave, e pakove etj. që shpërndahen njëherësh, dërgesa e radhës. *Postë e shpejtë. Postë ajrore. Posta e pare. Posta e mbrëmjes. Pullë poste. Shpërndarë?ii e postës, Kutia e postës. Çon (men) postën. Erdhi posta.*
*k* Iu qep (iu ngjit, iu be) si pullë poste *dikujt shih le* PULLË, ~A.
POSTË,~A n *sh.* ~A, ~AT *usht.* Vend i posaçëm ku qëndron një njësi e vogël ushtarake, që është caktuar për të vëzhguar dhe për të ruajtur; ushtarakët e kësaj njësie; ndërtesa ku banojnë ata. *Postë kufitare (ushtarake). Postë e fortifikuar. Postë policie. Postë Vrojtimi (vëzhgimi). Komandanti i pos~ tës. Vendosën një postë të re. Sulmuan (shkatërruan) një postë armike. E çuan në postë.*
POSTËKOMANDANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Komandanti i xhandarmërisë _në një komunë.
POSTËKOMANDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* Komanda e xhandarmërisë në një komunë; ndërtesa ku ishte vendosur kjo komandë. *Postëkonu:nda e xhandarmërisë. Asgjësoi një postëkomandë.*
POSTËROJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Vendi ku qëndron një njësi e vogël ushtarake, nje ushtar a një polic, që është caktuar të vëzhgojë a të rua.ië; roja e postës; pjesëtarët e kësaj njësie; detyra që kryen kjo rojë. *Shërbimi i postërojës. Ndodhet (shërben)në postërojë. Nxori (ndërroi, vendosi) postërojën. E çoi |"ë postërojë. Mori postërojën* mori shërbimin e rojës.
POSTË-TELEGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Institution zyrtar, që merret me dërgimin e shpërndarjen e letrave, të pakove etj. nga një vend në një tjetër, dhe me dërgimin e me marrjen e njoftimeve të ndrysh-me me telegraf e me telefon, posta dhe telegrafi; nder-tesaj e këtij institucioni. *Postë-telegrafi i qytetit, Ndër-tesa\ (zyrat) e postë-telegrafit. Shkoj në postë-telegraf.*
PJOSTIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shpërndan letrat, shtypin etj. nepër shtëpitë e banimit ose nëpër qentlrat e punës, shpërndarësi i postës; letërshpërnda-rës. *Postieri i fshatit. Cant a e postierit. Erdhi postieri.*
POSTIM,~I *in.* Veprimi sipas kuptimëve të fol-jeve POSTOJ, POSTOHET. *Postimi i letrave (i kartçlinave).*
POSTIQE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* POSTE, ~JA i. *Postiqe e dhirtë. Postiqe deleje (dashi). Shtroi postiqet. U ul në postiqe.*
*2.* Cope lëkure me gjithë lesh, që i vihet kaut nën zgjedhë që të mos i vritet qafa, plis. *vuri postiqen në qafë.*
j la bëri lëkurën postiqe a) e theri (një kafshë); b) e| vrau dike. Numëron qimet (fijet) e postiqes shikon dhe|gjëra fare të vogla e pa rëndësi, merret me cikë-rrim'a të parëndësishme, humbet kohën kot.
P^STOHET. *Pës. e* POSTOJ.
POSTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Dorëzoj në postë nje letër, një pako etj. për ta dërguar në një vend sipas adresës së caktuar; i vë pullën një letre dhe e fut ne kiitinë postare për ta çuar diku; dërgoj me postë. *Postoi letrën (një pako, të holla).*
POSTULAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Tezë në matematikë e në logjikë, që pranohet si e vërtetë pa qenë nevoja të provohet dhe që shërben si pikënisje e mbështetje për arsyetime të mëtejshme; parim a meridim i pranuar si i vërtetë pa u provuar. *Postulat logjik. Është postulat.*
POSHTANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor i krahinave fushore, poshtarak.
POSHTARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor i krahinave fushore, banor i vendeve të ulëta.
POSHTAS *ndajf.* Nga poshtë, poshtë. POSHTAZI *ndajf.* Poshtas.
POSHTERKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Përparje e leshtë, e endur në vegjë, zakonisht me shirita në ngjyra të ndryshme (në disa krahina të Shqipërisë së Veriut). *Lidhi (ngjeshi) poshterkën.*
POSHTË. *1.ndajf.* I. Në lartësi të vogël nga toka ose inga një sipërfaqe tjetër në drejtim pingul; me ulët se diçka tjetër ose se zakonisht; *bised.* në katin më të ulët, në katin e poshtëm; *kund.* lart; sipër. *Nga mesi e poshtë. Është poshtë. Ulu (zbrit) poshtë! Gjendet me Iposhtë. Shkoi poshtë.*
*2:* Në drejtim pingul duke u nisur nga lart; në drejtim të pjerrët, tatëpjetë në një vend a drejt një vendi që shtrihet nën një tjetër, teposhtë; *kund.* lart, sipër; përpjetë. *Poshtë e me poshtë* duke rënë gjithnjë e me poshtë. *Ra poshtë. Bëri poshtë* zbriti. *Lëviz (shkon, zbret) poshtë. Iku poshtë. E ktheu me kokë poshtë.*
*Nga poshtë lart (nga lart poshtë). S'i shkon buka (uji) poshtë.*
3. Nën diçka që është me lart ose që shërben si strehë; nën një vend a nën një send; në një vend të ulët; *kund.* lart. *Poshtë nën çati (nën pemë). Poshtë nën tryezë.*

*Poshtë nën jastëk (nën dyshek, nën krevat). Poshtë nën fushë.*
4. Në pjesën që vjen me pas, më tej, pastaj; *kund.* lart. *Njoftoi (deklaroi) si me poshtë... libr. E shpjegon me poshtë. Përmendet me poshtë. Me poshtë po japim tekstin e plotë të fjalimit. Me poshtë shkruan (thotë) se...*
5. Me pak se një masë a se një sasi e caktuar; me pak se një moshë a se një pjesë kohe e caktuar; me pak nga ç'është; duke përfshirë kufirin a cakun e fundit nënjë varg gjërash etj.; *kund.* lart. *Njëzet vjeç e poshtë. Nga brigada e poshtë. Nuk e jep (nuk e she!) me poshtë. lu ul çmimi pesë lekë tnë poshtë.*
6. Në organet e ulëta të administratës shtetërore, në organet vartëse në shtresat e gjera të popullit, te masat, në bazë; *kund.* lart. *Kritikë (kontroll) nga poshtë. Shkoi (e dërguan) poshtë. Vjen nga poshtë.*
7. Me zë a me ton më të ulët; *kund.* lart. *Merre këngën me poshtë.*
8. *fig.* Me keq, me pak, me prapa se të tjerët; jo në një shkallë a në një nivel më të tjerët, jo në lartë-sinë e duhur; *kund.* lart. *Është (qëndron) me poshtë se të tjerët. Ishte poshtë nga ana e përgatitjes. Sa poshtë që ishte!*
9. *përd. em.* Shkallë më e ulët e nj3 shkallëzimi shtetëror a shoqëror; *kund.* lart. *Nga poshtë lart (nga lart poshtë). E shikon nga poshtë.*
10. *përd. kallëzues. keq.* Përdoret në fjali këlthitëse, kur hedhim parulla kundër armiqve e tradhtarëve. *Poshtë armiqtë (tradhtarët, fashistët)! Poshtë impe-rializmi (socialimperializmi)! Poshtë kapitalistët (re-vizionistët)!*
11. *parafj.* Përdoret me një emër no rasën rrje-dhore për të treguar: 1. Vendin më të ulët, që është nën një tjetër; nën. *Poshtë tryezës. Poshtë çatisë. Poshtë gjunjëve. Është poshtë fshatit.*
*2.* Vendin, nëpër të cilin shkon dikush a diçka duke zbritur pjerrtas. *Shkoi poshtë luginës. U var poshtë shpatit. Mori poshtë rrëpirës.*
*it* Poshtë e lart (lart e poshtë) gjithandej, poshtë e përpjetë; tutje-tëhu. Poshtë e përpjetë gjithandej; tutje-tëhu. Poshtë e me poshtë keq e me keq. Ben (shkon, merr) poshtë merr tatëpjetën, bie. E çoi poshtS *dike a diçka* e çoi në një gjendje të keqe, e katandisi keq. Ka rënë poshtë *dikush a diçka*
a) nuk vlen me si me pare, ka shkuar tatëpjetë, është bërë me keq a me i keq; b) ka rënë nga pushteti a nga fuqia. S'bie poshtë *dikush* a) e mban veten mirë, s'e lëshon veten; nuk thyhet, nuk nenshtrohet;
b) nuk është me i keq se të tjerët, nuk është i keq, është rrijaft i mirë. Sa poshtë ka rënë katundi! *mospërf.* në ç'gjendje të keqe ka rënë (dikush a diçka)! E hedh poshtë *diçka shih te* HEDH. E hodhi poshtë *dike shih te* HEDH. Me kokë poshtë pa nder, i nënshtruar, i përulur; kokulur. E ktheu me kokë poshtë *diçka* e trajtoi krejt ndryshe, e kuptoi a e trajtoi përmbys. la la kokën poshtë *dikujt* e ka bërë me turp, ia mori nderin. I rri poshtë *dikujt* nuk e kundërshton, nuk ia kthen fjalën, i rri më të butë, i nënshtrohet. Ulu (poshtë), se të pane! *iron,* mos u mburr, mos u trego para të tjerëve; ç'na thua! E vuri poshtë *dike*a) e rrëzoi në tokë, e mundi; b) e mundi, e mposhti (në fjalë, në mendime etj.), e vuri përpara. E ktheu thesin me grykë poshtë *shih te* GRYKË,~A.
POSHTË-LART *ndajf.* Afërsisht, përafërsisht, rreth; pak a shumë,

POSHTËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që gjendet poshtë, që është poshtë diçkaje ose me poshtë se diçka; *kund.* i sipërm. *Lagjja e poshtme. Rafti i poshtëm. Kali i poshtëm. Guri i poshtëm i mullirit. Buz a (nofulla) e poshtme. Gjymtyrët e poshtme. Shtresat e poshtme (të tokës, të atmosferës, të ujit). Pjesët e poshtme të bimës.*
*2.* Që është afër grykës së derdhjes së një lumi; *kund. i* sipërm. *Rrjedha e poshtme.*
3. *vjet. bised.* I shtresës së ulët; i varfër, fukara. *Shtëpi e poshtme.*
4. *krahin.* I poshtër.
POSHTËPËRMENDUR (i,e) *mb. libr.* Që për-mendet me poshtë, që zihet në gojë me poshtë. *Të dhënat (arsyet) e poshtëpërmendura.*
POSHTËR (i,e) *mb.* 1. I ulët nga morali e nga ka-rakteri, i pandershëm, shumë i keq; që shpreh a për-mend diçka të pandershme, në kundërshtim me mo-ralin komunist, i ulët, i keq. *Njeri (burrë, borgjez) i poshtër. Qëndrim (veprim) i poshtër. Sjellje e poshtër. Qëllime të poshtra. Në mënyrë të poshtër. Është i poshtër. S'bëhem i poshtër.*
2. *bised. shar.* Shumë i dëmshëm; shumë i keq (za-konisht për diçka). *Grip i poshtër. Rrugë (baltë) e poshtër. Dimër i poshtër.*
3. *krahin.* Që ndodhet poshië diçkaje tjetër, i poshtëm. *Lagjja e poshtër. Eregdeti i poshtër.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *ndanë hesapet më të poshlrit.*
POSHTËRI,~A . *sh.* ~^, ~TË. Poshtërsi.
POSHTËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve POSHTËROJ, POSHTËROHEM. *Poshtërimi i njeriut. Me qëllim poshtërimi. E çoi në poshtërim.*
2. Diçka që ul nderin a emrin e mirë të njeriut, veprim i pandershëm e i ulët, poshtërsi. *Bëri një poshtërim. Nuk i duron poshtërimet.*
POSHTËRISHT *ndajf.* Poshtërsisht.
POSHTËROHEM *vetv.* 1. Poshtëroj veten, ul veten në sy të botës duke bërë një punë të poshtër, një veprim të pahijshëm ose duke u sjellë në mënyrë të pandershme; humbas emrin e mirë që kam pasur.
2. *vet. veta III bisd.* Humbet vlerën a rëndësinë që ka pasur; bie poshtë. *Iu poshtërua hieshia (bukuria).*
3. *Pës. e* POSHTËROJ.
POSHTËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E ul dike në sy të të tjerëve, i marr nderin duke e share e duke e fyer rëndë, duke e trajtuar keq etj., e bëj me turp; ul nderin, personalitetin, figurën o dikujt, nxij. *Posh-tëroi babanë. Poshtëroi veten. Kanuni e poshtëronte gru-an. Qortoje, po mos e poshlëro!*
*2.* Bëj që të humbasë vlerën, rëndësinë a emrin e mirë që ka pasur, bëj që të mos vlejë fare.
3. *bised.* Vë poshtë, mund, mposht. *poshtëruan armiqtë.*
POSHTËRSI, —A,:*h.* ~, ~TË. 1. Të qenët i
poshtër, vetia e një njeriu të poshtër. *S"hoqën dorë nga poshtërsia.*
2. Veprim i ulët e i ndyrë, sjellje a punë e pandershme; turp. *Poshtërsitë e ballistëve. Bëri një poshtërsi të madhe. Ajo është poshtërsi e tyre.*
POSHTËRSISHT *ndajf.* Në mënyrë të poshtër, në mënyrë të ulët, me poshtërsi. *Shpift poshtërsisht. Tradhtoi poshtërsisht.*

POSHTËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është poshtëruar para të tjerëve, që e ka humbur emrin e mirë, që nuk e nderojnë me. *E ndiente veten të poshtëruar.*
2. *bised.* I mundur, i mposhtur.
POSHTËRUES,~E *mb.* Që të ul në sy të njerëzve, që të prish emrin e mirë, të ul nderin e personalitetin, që të poshtëron. *Veprim poshtërues. Sjellje poshtëruese. Zakone poshtëruese. Fjalë poshtëruese. Në mënyrë poshtëruese.*
POSHTËSHËNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Shënim që vihet poshtë faqes a në fund të një shkrimi për të sqaruar diçka ose për të dhënë ndonjë shpjegim plotësues për ate që është shkruar me sipër. *Vuri një poshtëshënim. Shih poshtëshënimin!*
POSHTËSHËNUAR (i,e) *mb. libr.* 1. Që është shënuar me poshtë; që shkruhet me poshtë; që është shënuar në fund të një shkrimi (zakonisht të një lut-jeje, kërkese a parashtrese). *Emrat e poshtë shënuar. Fjalët e poshtëshënuara.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit). *Emri i të poshtëshënuarit.*
POSHTËSHKRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shënim që vihet poshtë një karikature, një pllakati etj. *Ka-rikaturë me poshtëshkrim.*
POSHTËTREGUAR (i,e) *mb. libr.* Që tregohet a thuhet me poshtë në një shkrim. *Modslet e poshtë-treguara... Sipas rregullave të poshtëtreguara.*
POSHTOJ *jokal.* edhe *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. E dështoj, e shtie pjellën. *E poshtoi fëmijën. E poshtoi viçin. Poshtoi dhia (delja).*
*2. vet. veta III.* I shtie, i rrëzon kokrrat përpara se të piqen (për pemët). *poshtoi fiqtë, nuk i mbajti.*
POT,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Fëmijë, fosh-një; tërësia e njerëzve të një barku; brez. *Na lindl një pot.*
2. Pjella e kafshës, i vogli i kafshës; brezi i ri i kaf-shëve. *Poti i këtij viti pati me shumë femra se meshkuj.*
3. Mashkulli i kafshëve që lihet për ndërzim; damaz.
POTAS,~I *m. kim.* Kalium. *Kloruri i potasit. Sulfati i potasit.*
POTASË,~A . *kim.* Lëndë e ngurtë kokrrizore, në ngjyrë të bardhë e me veti gërryese, që përftohet nga hiri i drurit ose nga kloruri i kaliumit dhe që përdoret për prodhimin e plehrave kimike, të sapunit etj.; secila nga kripërat e kaliumit që përdoret në in-dustri për qëllime të ndryshme. *Potasë kaustike* pluhur në ngjyrë të bardhë ose të verdhë, shumë gërryes, qd shkrihet me lehtësi në ujë dhe përdoret për prodhimin e sapunit.
POTASlK,~E *mb. kim.* Që ka të bëjë me potasin, që i përket potasit, i potasit; që përbëhet prej potasit. *Plehrat potasike. Sulfat potasik. Sapun potasik. Ple-hërim potasik.*POTENCIAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *fiz. shih* FUQI,~A. *Potenciali elektrik (magnetik). Potenciali i rëndesës.*
2. *libr.* Tërësia e mjeteve që zotëron dhe mund të përdorë një shtet a një vend në një fushë të caktuar të veprimtarisë; fuqi, force. *Potenciali ekonomik (ush-tarak).*
POTENCIAL,~E *mb.* 1. *tek.* Që ka të bëjë me forcën e një trupi, e cila krijohet për shkak të vendit që Jzë dhe të mundësive që ka për të bërë një punë. *Enërgji potentiate.*
2. *libr.* Që mund të ketë fuqi a të veprojë me vonë; i rhundshëm. *Mundësi potenciale. Rrezik potential.*
POTERE,~JA . *bised.* 1. Zhurmë; shamatë. *Potere e madhe. Benin potere. Dëgjohej një potere. Plasi poterja.*
*2. krahin* Thirrje, kushtrim. *Qiti (lëshoi) poteren.*
POTEREMADH,~E *mb. bised.* Që bën shumë po-tere; zhurmëmadh. *Njeri poteremadh. Qytet potere-madh.*
*,* POTEREXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* 1. Ai që e ka zakon të zihet e të bëjë potere; shamata-xhi, shamatar.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Djalë poterexhi.*
POTERSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* I zhurm-shëm. *Turmë e potershme. Karvan i potershëm. Lojë e potershme. Rrugë e potershme. Përrua i potershëm.*
POTERSHËM *ndajf. bised.* Duke bërë zhurmë, me potere. *Jku potershëm.*
POTlNA,~T . *vet. sh. krahin.* Këpucë me qafa. *Potina me gëzof. Një pal potina. Mbathi potinai.*
POTIR,~I *m. sh.* '-'Ë, ~ËT *vjet.* Kupë prej ar-gjendi, prej qelqi etj. për të pirë verë; gotë. *Mbushi potirin. I dha një potir verë.*
POTISKË,~A *sh.* ~A, ~AT. Mjet peshkimi, që përbëhet nga dy drunj të mbërthyer kryq dhe nga një rrjetë të kapur në cepat e tyre, çikëz. *Thur potiskën. Peshkojnë me potiska.*
POTKOJ *kal,* ~OVA, ~IJAR. 1. Mbath me potkonj. *Potkoi kalin.*
2. Lidh një pemë me spango e me kashtë thekre duke kujtuar se kështu do të bëjë kokrra shumë (sipas besëtytnive dhe një riti të vjetër). *Potkonin demët.*
POTKUA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË. Pllakë e hollë a cope prej metali, e punuar ose e kthyer si hark në madhësinë e thundrës së kafshëve, më të cilën mbathin kalin, mushkën etj. *Gozhdë potkoi. Shenjë fgjurmë) potkoi. Trokitje potkonjsh. I ra potkoi. E mbathi me potkonj.*
• I la potkonjtë *përçm.* vdiq, mbaroi. la mbathi potkonjtë *dikujt mospërf.* i tregoi vendin, ia tregoi qejiin. Të ter potkonjtë *shih tek* TER. I ranë potkonjtë kalit a) u plak kali, u dobësua, huk mund të përdoret me|për punë; b) *mospërf.* u mposht, u mund; s'ka me fuqi, s'ka ç'të bën (për dike). I bie thumbit e potkoit *shih*[1] *te* THUMB,~I. për një gozhdë (për një thumb) hkoi (humbi) potkoi . *u. shih te* GOZHDË,^A. Ia hodhi potkonjtë (në erë) *dikujt përçm. shih te* HEDH. I ktheu potkonjtë (thundrat, këpucët, këmbët) nga dielli *mospërf. shih te* DIELL,~I. Mbath pleshtat me potkonj *shih te* PLESHT,~I. Ia tregoi potkonjië
(këpucët) diellit (qiellit) *përb. shih te* DIELL,~I. Njëri (i bie) gozhdës (thumbit), tjetri potkoit *shih te* GOZHDË,~A. E njoh (e di) në thumb e në potkua *shih te* THUMB, ~I. Kur t'i hipësh kalit, shihi potkonjtë *fj. u.* përgatitu e sigurohu mirë para se të ni-sësh një punë. Presin të ngordhë gomari (kali) që t'i marrin potkonjtë *përb. shih te* GOMAR,~I. Në vend që t'i bjerë gozhdës, i We potkoit *shih te* GOZHDË, ~A.
POTPURI,~A . *sh.* ~, ~TË *muz.* Varg këngësh a vallesh, zakonisht popullore, me melodi të ndrysh-me, që këndohen ose luhen njëra pas tjetrës; melodi me motive të ndryshme. *Potpuri myzeqare. Potpuri e melodive të Shqipërisë së Mesme. Potpuri Vallesh popullore. Potpuri motivesh dibrane.* “
POTURAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që mban
poture.
POTURE,~T. *vet. sh.* Pantallona të gjera burrash në disa krahina të Shqipërisë, prej shajaku a prej cohe, që qepen

të gjera sipër e më të ngushta te gjunjët dhe që arrijnë zakonisht deri te pulpat e këmbëve; kof-sharë; brekushe. *Poture të leshta. Poture shajaku. Një pale poture. Xhepat e potureve. Veshi poturet. Lidhi (shtrëngoi) poturet.*
*k* S'di si lidhen poturet *mospërf. shih te* LIDHEM.
POTUREÇJERRË *mb.* 1. I varfër, i këputur, po-turegrisur.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
POTUREGRlSTUR *mb.* 1. I varfër, i këputur, po-tureçjerrë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
POTUREVARUR *mb. I.* Q8 i varen poturet; i pakujdesshëm në të veshur.
2. *fig. mospërf.* Që s'ngre dot poturet e veta, i pazoti.
POTUREZl,~TJ *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Ai që mban
poture të zeza.
POTHUAJ *ndajf, pj.* Pothuajse. *Pothuaj e preu. Pothuaj po flutwonte. Ishte e mbuluar pothvaj e tëra. Kishin pothuaj të njëjtin mendim. Qenë pothuaj të gjithë.*
POTHUAJSE. I. *ndajf.* Me përafërsi, gati-gati; jo tamam, jo prerazi. *Pothuajse arritëm.* □ *— E mba-ruat? — Pothuajse.*
*II. pj.* Afërsisht, gati, rreth. *Gjatë pothuajse një jaVe. Është pothuajse si kjo. Jane pothuajse të njëjtë. Erdhën pothuajse të gjithë. Ishte pothuajse dhjetl kilometra. Merr pothuajse një kuintal.*
POZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Qëndrimi që merr dikush kur del në fotografi. *Bëj (marr) një pozë. bised.* dal në fotografi.
2. *fig.* Sjellje e shtirë e dikujt, qëndrim i fryrë që nuk përputhei më të vërtetën; mënyrë sjelljeje e dikujt që do t'u bëjë përshtypje të tjerëve, veprim që bëhet për t'u dukur. *Marrin pozën e mbrojtësit. Flet me (pa) poza. Bën poza. 1 pëlqejnë pozat.*
POZICION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vendi që zë dikush a diçka në mes qeniesh a sendesh të tjera. *Pozicioni gjeografik. Pozicioni fonetik. gjuh. Në po-zicion të qëndrueshëm. Në pozicionin e parë (e fundit). Pozicioni i lojtarëve. Pozicioni i tokës. Pozicioni i atome;e r.ë një molekulë. fiz.*2. *usht.* Brez toke i ndërtuar posaçërisht, ku yen-dosen trupat për të sulmuar ose për t'u mbrojtur; vend i përgatitur e i mbrojtur që zë luftëtari në luftim; mënyra se si vendoset një njësi ushtarake ose një ushtar në luftim; *kryes. sh.* vendi ku përqendrohen trupat ose ku zhvillohen veprimet luftarake. *Pozicion ushtarak (strategjik). Pozicion luftimi (mbrojtjeje, për mësymje). Pozicion artilerie (mortajash). Pozicion zjarri. Pozicion për qitje në këmbë (në gjunjë. barkas). Hapën (çelën) një pozicion. Zuri pozicionin. I mbrojtën pozicionet. I lëshuan pozicionet.*
3. Mënyra e mbajtjes së trupit ose të një pjese të tij kur bëjmë lëvizje të ndryshrne ose kur kryejmë një punë; mënyra si mbahet trupi në ushtrimet gjim-nastikore, në vallëzim etj., qëndrim. *Pozicioni i trupit. Në pozicion pingul (horizontal, vertikal). Në pozicion të rehatshëm (të keq). Qitje në pozicion barkas (në gjunjë, në këmbë). usht. Rri (qëndron) në një pozicion të caktuar. Men një pozicion të caktuar. Vendosi (mbaji) gishtat në këtë pozicion!*
4. Mënyra e vendosjes së figurave në një cast të caktuar në lojën e shahut, të damës etj.
5. *fig. libr.* Pozitë.
POZITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Vendi ku ndo-dhet dikush a diçka; *gjeogr.* vendi a pika në rruzullin tokësor ku shtrihet një shtet, një krahinë etj. *Pozitë strategjike. Pozita gjeografike e Shqipërisë.*
*2.* Gjendje, në të cilën ndodhet dikush a diçka; tërësia e kushteve dhe e rrethanave që ndikojnë për zhvillimin e mëtejshëm të diçkaje; vendi që zë dikush në mes të tjerëve. *Pozita shoqërore e dikujt. Pozita e klasës punë tore në Shqipëri. Pozita e proletariatit në vendet borgjeze e revizioniste. Pozita e gruas në të kaluarën. Pozita ndërkombëtare e Shqipërisë. I forcoi pozitat. E vuri në pozitë të vështirë.*
3. Detyrë me përgjegjësi e dikujt; vendi i punës i dikujt; nëpunësi e lartë. *Pozitë kyç. Njeri me pozitë. Siguroi (humbi) pozitën. Ngre në pozitë. Luftonte për pozitë. Ra nga pozita. Shpërdorojnë pozitën zyrtare.*
4. Tërësia e ideve, e pikëpamjeve dhe e synimeve që ka e që mbron dikush në krahasim më të tjerët; baza ku mbështetet dikush në qëndrimet e veprimet e tij; qëndrim. *Pozita klasore e shkrimtarit. Qëndron në pozita marksiste-leniniste (materialiste, revolucionare, luftarake, të drejta, të aorta, të shëndosha). Ranë në pozita idealiste.*
POZITIV,~E *mb.* 1. Pohues; *kund.* negativ. *Për-
gjigje pozitive.*
2. Që e miraton diçka, që e pranon vlerën ose do-binë e saj, që e pranon dhe e përkrah dike a diçka. *Mendim pozitiv. Qëndrim pozitiv. Prirje pozitive. Dë-shirë pozitive.*
3. Që ndikon për të mirë mbi dike a mbi diçka, që e ndihmon zhvillimin; *kund.* negativ. *Kushte pozitive. Faktorë pozitive. Ndikim pozitiv. Dukuri pozitive.*
4. Që jep përfundimin e dëshiruar; që është i do-bishëm e me vlerë, që ka veti të mira; që ka qëndrim e sjellje të mirë, i mirë; *kund.* negativ. *Përfundime (rrjedhime, rezultate) pozitive. Note pozitive* note kaluese në shkollë. *Përvojë pozitive. Shembull pozitiv. Anë pozitive. Tipare pozitive. Hero (personazh) pozitiv. let. Njeri pozitiv.*
5. *fiz.* Që ka elektricitet të përbërë nga një rrymë protonesh, si ai që formohet duke fërkuar ebanitin me një rrobë të leshtë; *kund.* negativ. *Bërthamë po-
zitive. Ngarkesë pozitive. Elektricitet pozitiv. Pol pozitiv.*
6. *mat.* Që është me i madh se zeroja [ka shenjën plus (+) përparaj; *kund.* negativ. *Numër pozitiv. Vlerë (madhësi) pozitive. Dëftues pozitiv. Shenjë pozitive.*
7. *mjek.* Që ka shenja mikrobesh, bakteresh etj. në analizat laboratorike; që është i prekur nga një sëmundje; *kund.* negativ. *Rast pozitiv. Analiza doli pozitive.*
8. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Diçka që është e dobishme dhe me vlerë; diçka që jep përfundime të dëshirueshme, ndihmon zhvillimin ose ndikon për të mirë; e mira, e dobishmja. *Pozitivja në art. Tregojnë (përgjithësojnë, mbrojnë, përhapin) pozitiven. Sundon pozitivja te ne.*
9. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT *elektr.* Poli pozitiv; *kund.* negativ. *Pozitivi e negativi.*
POZITIVIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *filoz.* Ithtar, përkrahës a mbrojtës i pozitivizmit. *Pozitivistët e sotëm (modernë).*
POZITIVlST,~E *mb. filoz.* Që ka të bëjë me po-zitivizmin, që i përket pozitivizmit, i pozitivizmit; që karakterizohet nga pozitivizmi, që mbështetet në pozitivizëm; që ndjek a përkrah pozitivizmin. *Filozofi pozitiviste. Shkencëtar pozitivist.*

POZITIVISHT *ndajf.* 1. Në mënyrë pohuese; *kund.* negativisht. *U përgjigj pozitivisht.*
*2.* Në mënyrë të dobishme për dike, për të mirë; *kund.* negativisht. *Ndikon pozitivisht. E vlerësoi pozitivisht.*
3. *fiz.* Me ngarkesë pozitive; *kund.* negativisht. *Elektrizohet pozitivisht.*
POZrnVIZËM,~Ml *m. filoz.* Rrymë e idealizmit subjektiv, që i kundërvihet hapur fllozofisë materialiste e ndikimit të saj në shkencat e natyrës, e quan njohjen njerëzore thjesht si tërësi ndijimesh, për-shtypjesh e përfytyrimesh subjektive, që fitohen nëpër-mjet shkencave konkrete dhe, mbi këtë bazë, mohon ligjet e përgjithshme objektive të natyrës e të shoqë-risë e, rrjedhimisht, edhe vlerën njohëse të fllozofisë si shkencë me vete. *Pozitivizmi i sotëm (modern). Pozitivizmi logjik* filozofi idealiste që mohon ligjet e përgjithshme të zhvillimit të botës objektive, të cilën e merr thjesht si një përshkrim të mbresave të shken-cëtarëve me anë të shkronjave e të shenjave gjuhësore.
POZOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR *libr.* 1. Mbaj një qëndrim të posaçëm kur dal në fotografi ose kur me bën dikush portretin, man një pozë të caktuar. *Pozon para aparatit fotografik.*
*2. fig.* Mundohcm të tregoj veten para të tjerëve në një mënyrë të caktuar, duke marrë poza për t'u dukur.
*PRA. I.ndajf.* 1. Në atë rast; kështu; atëherë (për-doret me kuptim përmbyllës). *Pra, po nisemi. Pra, u morëm vesh. Pra, do ta plotësojmë planin para afatit.*
2. *bised.* Pastaj. *Dëgjoi fjalët, pra u nis. Prit të ngrt-hem, pra të ta them. Kërkon ta shohë, pra të ikë.*
II. *lidh.* Përdoret për të lidhur një fjali të bashkë-renditur përmbyllëse me një tjetër, e cila shpreh një përfundim të asaj që është thënë në fjalinë e mëpar-shme; prandaj. *Derdhëm gjakun, pra fituam.*
III. *pj. zakon. si fj. ndërm.* Përdoret për ta bërë metë gjallë e më të bukur të folurit, duke theksuar me shumë kuptimin e fjalës a të fjalisë, më të cilën lidhet. *Mërre pra! Eja, pra, se na vonove! Ndale, pra, makinën! Pikërisht në këtë vend, pra, takuam kryetariii e kooperativës.*
PRAFULLIMË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bised.* Shkën-dijë që kërcen nga zjarri. *Xixëlluan prafullimat.*
PRAFULLOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. *vet,, veta III.* Lëshon shkëndija duke kërcitur. *Prafullon zjarri.*
2. *kal.* Përcëlloj diçka në flake.
PRAG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Brez i trashë prej guri, prej betoni a prej druri, që vihet për së gjeri në pjesën e poshtme të derës dhe që shërben si mbështetje për këtë. *Pragu i derës. Pragu i shtëpisë. Prag prej guri. Kaloi (kapërceu, hodhi) pragun. Doli (rrf) te pragu. U ul në prag. U rrëzua(upengua) fëmija te \pragu.*
2. Brez prej guri, prej betoni a prej druri, që vendo-set në pjesën e poshtme të dritareve; rrasë e gjatë dhe e trashë katërkëndëshe prej guri që vihet mbi këmbët e pxhakut, buhari. *Pragje dritaresh. Pragu i oxhakut.*
3. *fig.* Vendi i banimit, shtëpia; familja; atdheu. *Pragu im. Prag me prag* shtëpi me shtëpi, në çdo shtëpi. *Miq~ na paste pragu! S'ka dale nga pragu sot* ka ndenjur brenda në shtëpi, s'ka dale fare jashtë. *S'do të lejojmë kurrë të na shkelë armiku pragun (pragjet tona). S'ia kam shkelur (s'ia kam pare) pragun* s'kam qenë as-njëherë në shtëpinë e tij, s'ia kam shkelur derën. *Iu\shua pragu* mbeti pa njeri, u shkretua. *Rri në prag* nuk largohet nga shtëpia a nga fshati i tij, nuk shkon për të punuar në një vend tjetër.
4. PI lake e trashë guri, aq e madhe sa mund të rroket me duar. *Mori një prag.*
5. Dru i gdhendur me katër faqe, që yendoset za-konisht në pjesën e përparme të shtratit të qerres, të sajës, të lesës etj., ku mbërthehen pjesët e tjera. *Pragu i qerres (i lesës, i sharrës).*
6. Pjesë e ngritur e me pjerrësi të vogël në shtratin e një lumi; brez guri që ndërtohet në shtratin e lumit për ta bërë rrjedhjen më të qetë; diçka që ka trajtën e një shkallareje ose të trarit. *Pragje bore. Ka pragje lumi. Ndërtuan disa pragje.*
7. Cope prej druri ose prej ndonjë lënde tjetër të forte, që vendoset në trupin e një vegle muzikore e mbi të cilën mbështeten telat, urë.
*8. fig.* Pengesë. *Iu be (i doli) prag dikujt. E kaloi pragun. S'ka prag që s'kapërcehet.*
9. *fig.* Kohë që i paraprin një ngjarjeje to caktuar; koha para fillimit të diçkaje (zakonisht me parafjalën në). *Në pragun e revolucionit (e çlirimit, e fitores). Në prag të zgjedhjeve (të festës). Në prag të martesës (të\ pleqërisë). Në prag të pranverës. Në pragun e jetës* i ri ne moshë, që sapo ka hyrë në moshën madhore.
10. *spec.* Madhësia më e vogël e diçkaje; kufiri, caku me i lartë i shfaqjes së diçkaje; shkalla a forca e shfaqjes së diçkaje. *Pragu absolut i ndijimit. psikol.* madhësia më e vpgël e një ngacmuesi që shkakton lindjen e ndijimit. *Pragu i dëgjimit. psikol.* intensiteti me i vogël i një tingulli që mund të shkaktojë ndi-jimin e të dëgjuarit. *Pragu i dhembjes* kufiri me i lartë i intensitetit, përtej të cilit ndijimi shkakton dhembje.
•*k* E kapërceu pragun *dikush a diçka shih te* KAPËRCEJ. Puthe pragun (po dole që këtej)! *shih te* PUTH. Është (ka ardhur, e kam) në prag të derës (në derë, te dera, prapa derës) *shih te* DERË,~A. I bie pragut të dëgjojë dera nuk e thotë drejtpërdrejt atë që kërkohet, i drejtohet dikujt tjetër që ta kuptojë vetë ai që duhet, flet tërthorazi, i bie dritares të dëgjojë dera. I la një qime ujku te pragu (te dera) *dikujt shih tek* UJK,~U i.
PRAGMATlK,~E *mb.* Që mohon të vërtetën ob-jektive, që pranon si kriter të së vërtetës vetëm atë që është e dobishme për borgjezët e revizionistët dhe u sjell këtyre përfitim; që mbështetet në pragmatizëm; pragmatist. *Pikëpamje pragmatike. Qëndrim prag-matik. Shkollë pragmatike. filoz.*
PRAGMATIST,~'I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ithtar e për-krahës i pragmatizmit. *Pragmatistët amerikanë (re-vizionistë).*
PRAGMATlST,~E *mb.* Që mohon të vërtetën objektive, që pranon si kriter të së vërtetës vetëm atë që është e dobishme për borgjezët e revizionistët e që u sjell këtyre përfitim; që i përket pragmatizmit, i pragmatizmit; që mbështetet në pragmatizëm; prej pragmatisti. *Filozofi pragmatiste. Pedagogji pragma-tiste. Art pragmatist. Qëndrim pragmatist.*
PRAGMATIZËM,~MI *m.* I. *filoz.* Rrymë e idealizmit të sotëm subjektiv, e përhapur gjerësisht në vendet borgjeze e revizioniste, që mohon realitetin objektiv, ligjet e tij e të vërtetën objektive dhe pranon si kriter të së vërtetës vetëm atë që është e dobishme e u sjell përfttime të çastit kapitalistëve e revizionistëve. *Përfaqësuesit e*

*pragmatizmit. Lufta kundër pragmatizmit. Kane rënë në pragmatizëm.*
2. *libr.* Qëndrim joparimor, që niset nga nevojat, interesat e përfitimet e çastit.
PRAGSHUAR *mb.* Derëshuar. *Ç'na bëri, prag-shuari! Pse s'punon, or pragshuar?*
PRAHEM *vetr.* Marr një sëmundje ngjitëse, mo-lepsem.
PRAJ i *jokal.* edhe *kal.,* ~TA, ~'TUR *krahin.* Pushoj, resht, ndaloj; hesht. *Prajti era (shiu, breshri, bora). S'e pran të qarët. Prajti pushka. Nuk e prajtëm luftën. Prajti pak pas punës.*
PRAJ ii *kal.,* ~TA, ~TUR *bised.* I ngjit së-mundjen dikujt, e moleps.
PRAJË,'-JA I . Prehje, pushim.
PRAJË,~iA II . *bised.* Prekja e një qenieje a e një bime nga mikrobe ose nga baktere që shkaktojnë sëmundje, infeksion. *Prajë e rëndë (e lehtë). Prajë në këmbë (në dorë).*
PRAJSHËM (i), ~ME(e) *mb. krahin.* 1. Që ka pushuar; i çlodhur. *Ishte i prajshëm dje.*
2. I qetë; i ndenjur (për ujin). *Zë i prajshëm. Të ecur i prajshëm. Ujë i prajshëm.*
PRAJSHËM *ndajf.* Amull, ndenjur, pa lëvizur nga vendi (për ujin). *Rri prajshëm.*
PRAKTICIZËM,~MI *m. libr.* 1. Mbivlerësimi i veprimtarisë praktike, duke mos për fill ur teorinë, animi nga praktika dhe shkëputja nga teoria. *Prakti-cizëm i dëmshëm. Praktcicizëm i ngushtë. Shfaqje prak-ticizmi. Çon në prakticizëm. Të mos biem në prakticizëm.*2. Aftësia p4r të qcnë praktik në punë, të qenët praktik.
PRAKTIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me veprimta-rinë e gjithanshme konkrete të njerëzve për shndë-rrimin e natyrës e të shoqërisë dhe për prodhimin e të mirave materiale; që bëhet duke marrë parasysh vetëm praktikën e duke lënë mënjanë teorinë; që i përket praktikës, i praktikës. *Veprimtari (punë) prak-tike. Të dhëna praktike. Trajtim praktik. Zgjidhje praktike.*
*2.* Që ka të bëjë me mjedisin, në të cilin jeton e punon njeriu; që lidhet me jetën, me punën, me prodhimin, me kërkesat e raundësitë për të kryer diçka; që del nga praktika, që fitohet në praktike. *Nevoja (mundësi) praktike. Shprehi (përvojë) praktike. Zbatim praktik. Këshilla praktike për nënat e reja.*
3. Që lidhet me praktikën e një shkence ose me punën e organizuar të shkollës për të ngulitur e për të zbatuar njohuritë teorike, për të fituar shprehi të cak-tuara, për të rritur përvojën etj.; që ka për qëllim përgatitjen e njerëzve për një punë konkrete, për-vetësimin e një mjeshtërie etj. *Njohuri praktike. Lëndë praktike. Mekanika praktike. Kurs (misim, seminar) praktik. Ushtrime praktike.*
4. Që lidhet vetëm me praktikën e diçkaje; konkret. *Ana praktike e një çështjeje. Mënyrë praktike.*
5. Që përvetësohet, përdoret ose zbatohet lehtë në punë e në jetë për arsye të vetive e cilësive të mira që ka; i dobishëm, i volitshëm; doracak. *Mjet praktik. Metodë praktike.*
6. Që ka përvojë në jetë e në punë dhe është i aftë e i shkathët t'i zgjidhë mirë detyrat; që nuk merret me teorizime, që i sheh gjërat nga ana e dobisë konkrete. *Njeri praktik. Është shumë praktik.*
PRAKTIKANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën punë praktike në një uzinë, në një fabrikë etj. për të ngulitur e për të zbatuar njohuritë e marra nëteori, për të fituar shprehi të caktuara, për të rritur përvojën etj.; ai që zhvillon praktikën diku, ai që ushtrohet në një punë. *Punon si praktikant.*
PRAKTIKANTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PRAKTIKANT,~I. *Praktikantet e shkollës mjekësore.*
PRAKTIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *filoz.* Ve-primtaria e gjithanshme e njerëzve për shndërrimin e natyrës e të shoqërisë, që është burimi i lindjes, i zhvillimit e i pasurimit të teorisë dhe kriteri themelor i së vërtetës; tërësia e vëzhgimeve dhe e eksperimenteve shkencore, veprimtaria e njeriut për të zbatuar në jetë njohuritë e fituara. *Praktike revolutionary. Praktika historike shoqërore. Lidhja e teorisë me praktikën. Shkëputja e praktikës nga teoria. Shkëputja e teorisë nga praktika. Teoria lind nga praktika (pasurohet në praktike, i shërben praktikës, vërtetohet në praktike, korrigjohet nga praktika). Praktika pa teorinë është e verier. Praktika ka epërsi mbi teorinë.*
2. Mjedisi ku jetojmë e punojmë, bota që na rre-thon; jeta ku zbatohet e vërtetohet një përfundim i caktuar, një tezë etj.; realitet. *Praktika e ndërtimit tone socialist. Ndeshemi në praktike me diçka. Vë në praktike* zbatoj, kryej, vë në jetë. *E provoi (e njohu) në praktike.*
3. Tërësia e shprehive, e mënyrave dhe e metodave të fituara në një fushë të caktuar të veprimtarisë, përvoja e grumbulluar që lehtëson kryerjen e një pune; mënyra a metoda për të birë diçka. *Praktike e drejtë (e gabuar). Praktika e ndjekur deri tani. Teoria e praktika leksikografike. Ka praktike. I mungon praktika. Bëhet praktike pune. E di nga praktika.* 4. Punë sistematike, e organizuar dhe e vijueshme, si pjesë e pandarë e të mësuarit në shkollë, në ushiri etj., që bëhet për të ngulitur e për të zbatuar njohuritë teorike, për të fituar shprehi të caktuara, për të rritur përvojën në një fushë të veprimtarisë shoqërore, për të përvetësuar një mjeshtëri etj. *Praktike bujqësore (pedagogjike, mjekësore). Praktika e nxënësve (e studentëve) në prodhim. Mësuesi i praktikës. Bëjnë (kryejnë) praktikën. E ka marrë (e ka përvetësuar, e ka fituar) me praktike.*
PRAKTIKISHT *ndajf.* 1. Nga ana praktike, në mënyrë praktike, në praktike. *E vërtetoi praktikisht. E pane çështjen praktikisht. E udhëzoi praktikisht si duhej bërë.*
*2. përd. pj.* Në të vërtetë, në fakt, realisht. *Praktikisht s'e marrim dot. Praktikisht doli që...*
PRAKTIKOHEM *vetv. libr.* Ushtrohem, stërvitem. *Praktikohen rregullisht. U praktikuan dhe e nxunë mirë mjeshtërinë. Praktikohet dor a (veshi, trupi).*
*2. vet. veta HI.* Bëhet diçka e zakonshme; ndodh.
3. *Pës. e* PRAKTIKOJ.
PRAKTKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* I. Ushtroj, stërvit. *Praktikoj veshin për muzikë. Praktikojnë nxënësit.*
*2.* Merrem rregullisht me një punë a me një veprimtari të caktuar, e bëj të zakonshme diçka, ushtroj. *Praktikojnë sportin (notin, gjuetinë).*
3. *vjet.* Ushtroj një profesion; punoj si mjek ose si jurist.
PRAKTIKUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Mësim praktik në shkollat e larta, që bëhet për të ngulitur me mirë njohuritë teorike. *Praktikumi i gjuhës shqipe (i fizikës). Zhvillon një praktikum.*
PRAMATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që me-rrej me pramati, tregtar shëtitës.

PRAMATl,~A . *vjet.* Tregti vogëlsirash, që bëhej duke shlcuar nga një vend në tjetrin, tregti shëtitëse. *Bënte pramati. E la pramatinë.*

PRANADRIATlK,~E *mb.* Që shtrihet në brigjet e detit Adriatik, që ndodhet pranë Adriatikut. *Ultësira pranadriatike.*

PRANDAJ *lidh.* 1. Përdoret në krye të një fjalie të pavarur ose kryesore për të ripërmendur arsyen a shkakun e dhënë në fjalinë tjetër dhe për të treguar se veprimi a gjendja e shprehur në këtë fjali është rrjedhojë e atij shkaku; për këtë shkak, për këtë arsye. *Binte shi, prandaj s'erdhi. Nuk e kishte marrë Vesh mirë pyetjen, prandaj s'dinte si të përgjigjej. Prandaj s'foli ai?l*

2. *përd. ndajf.* edhe *iron. për* këtë shkak, për këtë arsye. *Ishte me i madh, prandaj I Aha, s'ipëlqeu, prandaj I*

PRANË. . *ndajf.* 1. Në një largësi të vogël nga diçka tjetër; përkrah; përbri; afër; *kund.* larg. *Pranë e pranë* shumë afër, ngjitur. *Aty pranë* diku pranë. *Fare pranë. I rri pranë. lu qas pranë. E kisha pranë. Afrohu me pranë I*

2. Pa ndonjë dallim të madh nga dikush a nga diçka tjetër, me tipare të ngjashme me diçka tjetër, afër; *kund.* larg. *Jane (qëndrojnë) pranë.*3. *fig.* Duke i qëndruar afër a duke treguar kujdes, interesim e vëmendje të veçantë; në marrëdhënie të drejtpërdrejta e të ngushta me dike tjetër; afër. *E ndiente pranë. E ka pranë dike* është përherë nën kujdesin e drejtpërdrejtë të dikujt, ndihmohet vazhdimisht e me dashamirësi prej tij. *rri (i qëndron) pranë dikujt a diçkaje* kujdeset shumë, në mënyrë të veçantë për të. *Iu gjend (iu ndodh) pranë dikujt* e ndihmoi, e përkrahu, i dha dorën (kur kislite nevojë). *Embajpranë dike* krijoj marrëdhënie të ngushta me të, sillem në mënyrë të ngrohtë e kuj-desem për të, e ndihmoj vazhdimisht.

*U.parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore për të treguar së bashku me të: 1. Vend in, njeriun, sendin etj., afër të cilit kryhet një veprim ose ndodhet dikush a diçka, drejt të cilit lëviz, shkon, afrohet dikush etj.; afër. *Pranë meje. Fare pranë tij. Pranë shtëpisë (uzinës, kopshtit, përmendores). Pranë një pylli (një sheshi). Pranë rrugës. U ul pranë Saj (tij). Shkpi pranë nënës.*

*1. libr.* Institucionin, organizatën etj. ku bën pjesë ose nga varet një institucion tjetër, një ndërmarrje etj. ose ku punon dikush. *Instituti i Marksizëm-leni-nizmit pranë KQ të PPSh. Komiteti i Kuiturës Fizike dhe i Sporteve pranë Ministrisë së Arsimit dhe të Kuiturës. Redaksia e revistës "Shqiptarja e re" pranë Bashkimit të Grave të Shqipërisë. Punonte pranë Mi-nistHsë së Bujqësisë.*

3J Punën, çështjen etj., krahas së cilës qëndron ose më të cilën lidhet diçka tjetër. *Pranë asaj çështjeje duhen parë edhe disa detyra të reja që dalin.*

PRANËVENDOSJE,~-A . *gjuh.* Pranëvënie.

PRANËVËNË (i,e) *mb. gjuh.* Që qëndron pranë me një tjetër; i përngjitur. *Fjalë të pranëvëna.*

PRANËVËNIE,'—A . *gjuh.* Mënyrë e formimit të fjalëve në gjuhën shqipe, të cilat gjatë përdorimit të tyre pranë njëra-tjetrës përngjiten; përngjitje; të qenët pranë njëra-tjetrës. *Formim me pranëvënie. Ka pranëvënie.*

PRANGA,~T . *vet. sh.* I. Zinxhir a hekura me hallka të kapura njëra me tjetrën, që përdoren për t'i lidhur duart dikujt që arrestohet a burgoset; *hist.* zinxhir me hallka të forta, që përdorej nga skllavo-pronarët për t'u lidhur këmbët dhe duart skllleverve. *vunë prangat. I hodhi (i shtiu) prangat. E lidhën me pranga. Iu gjetën prangat në varr.*

2. *fig.* Diçka që të mban të lidhur e të mbërthyer, që të pengon të veprosh e të ecësh përpara; diçka që të mban të ndrydhur; pengesë e forte që dikush i vë një tjetri; sundim i egër. *Prangat e kanunit (e za-koneve prapanike, e fanatizmit). Prangat e robërisë (e skllavërisë, e pushtuesve). Thyen (këputën) prangat. U çlirua nga prangat.*

PRANI,~A . Të qenët në një vend në një cast të caktuar, të ndodhurit aty, të qenët i pranishëm; pjesëmarrje. *Prania e tij është e nevojshme. U be pa praninë e tij. Në prani të tij* para syve të tij, kur ai ishte aty^ *Prania juaj na nderon.*

PRANIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PRANOJ, PRANOHEM. *Pra-nimi* i *kritikës. Pranimi në Parti. Dhoma e pranimit për shtrimin e të sëmurëve.*

2. Ai që lejohet të marrë pjesë diku; ai që futet në përbërjen e diçkaje. *Pranimët e reja në Parti. Sa pranime keni bërë në organizatën e BRPSH?*

PRANISHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është në një vend në një cast të caktuar, kur ndodh diçka, kur zhvillohet një ngjarje etj. *Ishte i pranishëm.*

2. Që gjendet diku, që është (për diçka). *Emri i tij ishte i pranishëm në tri lista.*

3. *si em.* ~ËM, ~MI (i) *m. kryes. sh.* ~ËM, ~MIT (të). Ata që marrin pjesë në një mbledhje, në një takim etj., pjesëmarrësit. *Duartrokitjet e të pranishmëve. Përshëndeti të pranishmit. U njoh më të pranishmit.*

PRANOHEM. *Pës. e* PRANOJ. *Pranohet kërkesa. U pranua në radhët e Partisë.*

PRANOJ *kal.,* ~<OVA, ~UAR. 1. E marr diçka që me jepet, nuk e kthej. *E pranoi dhuratën. Nuk pranon peshqeshe (bakshishe). E pranoi ftesën. E pranoi me kënaqësi. la dha, po s'e pranoi.*

*2.* edhe *jokal.* Jap pëlqimin për të bërë një punë a një veprim që me kërkohet; pajtohem me dike a me diçka; dua. *E pranoi detyrën e re. E pranoi si bashkë-punëtor. E pranoi për burrë (për grua). Pranoi të vinte (të fliste, të zgjidhej). S'pranon ashtu ai. Pranon, s'pranon, do të niset patjetër.* □ *— E si thua? Pranon? — Po, pranoj.* Q

3. E quaj të drejtë diçka, e quaj të vërtetë a të ligj-shme; miratoj. *E pranuan vendimin (ligjin, propozimin). Pranojnë statutin. I pranoi kushtet (afatet). E pranoi gabimin (fajin). I pranoi të gjitha. Pranon luftën e klasave (diktaturën e proletariatit). E pranuan për Çsi) të vërtetë. Pranoi se nuk kishte të drejtë.*

4. Jap pëlqimin që dikush të marrë pjesë në një organizatë, të punojë diku etj., nuk jam kundër; e fut dike në përbër jen e një organizatë, e bëj anëtar; marr. *E pranoi në punë. S'i pranonin në shkollë. E pranuan në Parti.*

*5. vet. veta III.* Gjen mjedis të përshtatshëm për t'u rritur a për t'u zhvilluar mirë; është i përshtatshëm për diçka, është në përshtatje me diçka; duron. *Ulliri nuk i pranon tokat me lagështirë. Kjo tokë nuk e pranon këtë fare. Nuk i pranon gjuha jonë këto ndërtime të huaja.*

PRANUAR,~I (i) *m. sh.* ~>, -IT (të). Ai që është pranuar në një organizatë, ai që është bërë anëtar a pjesëtar. *Të pranuarit në Parti. Numri i të pranuarve. Shumica e të pranuarve.*

PRANUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të pranohet; që meriton të pranohet; i mirëpritur. *Gjë (çështje, pikëpamje) e pranueshme. Vendim i pranue-shëm. Zgjidhje e pranueshme. Marrëveshje e pranueshme. Kushte të pranueshme. Është (bëhet) i pranueshëm.*

PRANVERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Stina e parë e vitit që vjen pas dimrit, stina kur ais e gjelbëron natyra (në gjysmërruzullin verior fillon me 22 mars e mbaron me 21 qershor). *Pranverë e ngrohtë (e nxehtë, e thatë, e mbarë, me shira). Pranverë e hershme (e vonë, e vonuar). Muajt e pranverës. Flladi i pranverës. Shirat (ujërat) e pranverës. Bimët e pranverës* bimët që mbillen në pranverë. *Grurë pranverë* grurë që mbillet në pranverë dhe korret në verë. *Panxhar pranverë* panxhar që mbillet në pranverë. *Mbjelljet e pranverës. Erdhi pranvera. Shkoi (iku) pranvera.*

*2. fig. poet.* Koha më e bukur e jetës, mosha e ri-nisë. *Në pranverën e jetës.*

3. *fig. libr.* Fillimi i diçkaje, agimi; kohë e lumturdhe e gëzuar. *Pranvera socialiste (e socializmii). Pranvera e lirisë.*

Me një lule (me një dallëadyshe) s'vjen pranvera (behari)y'. *u. shift te* LULE~'JA. Lule pranvere *bot.* aguliçe.

PRANVEROR,-">E *mb.* 1. Që ka të bëjë me pran-verën, që i përket pranverës, i pranverës; që mbillet ose bëhet në pranverë; që ndodh a zhvillohet në pran-verë; që është karakteristik për pranverën, që është si në pranverë. *Ditë pranverore. Diell pranveror. Erë (ngrohtësi) pranverore. Flladi pranveror. Ujërat pranverore. Lule pranverore. Bimët (kulturat) pranverore. Patate pranverore. Grurë pranveror. Drithëra pranverore. Lakër pranverore* laker që mbillet para se të vijë dimri e këputet në pranverë. *Mbjelljet (punimet, plu-gimet) pranverore.*

*2. fig. poet.* I lumtur e i gëzuar. *Ditë pranverore.*

PRAPA. I. *ndajf.* 1. Në një vend ose në një fare largësie nga ana e shpinës së dikujt a të diçkaje; pas; *kund.* përpara. *Rri prapa. Është prapa. E la prapa. Mbeti prapa. Të tjerët janë prapa. I vwri duart prapa. E fshehu (e futi) prapa.*

2. Në drejtim të kundërt me lëvizjen që ka bërë dikush a diçka me pare; në drejtim të anës së pasme të dikujt a të diçkaje; në drejtim të vendit ku ishte, mbrapsht; pas; *kund.* përpara. *U kthye (u tërhoq) prapa. Lëvizte sa para e prapa. Ktheu kokën prapa. Bëri dy hapa prapa. E ktheu veturën prapa. E qëlloi nga prapa. Uji që rrjedh, nuk kthehet prapa. fj. u.*

3. Në faqen nga ana e shpinës së dikujt a të diçkaje, në anën e pasme; *kund.* përpara. *Fustan me kopsa prapa. Fletë e bardhë nga prapa. Ishte nxirë prapa.*

4. Me të, pas tij; me vete, pas vetes; si shoqërues. *lu vu prapa. Iu qep prapa. E ndoqi prapa. Mori dy veta prapa. S"e donte prapa.*

5. Jo në kohën që duhet të shënojë në të vërtetë, por duke ngelur (për orën); *kund.* përpara. *Ora është (mbeti) prapa. E ka prapa orën. Shkon prapa.*

*6.* Pas vdekjes, pas vetes, pas. *La pesë diem prapa. S"la gjë prapa.*

7. *fig.* Në një gjendje më të prapambetur, me pas se të tjerët a në krahasim me atë që duhet, me keq se të tjerët, në fund, pas; në një shkallë më të ulët në krahasim më të tjerët a me një periudhë kohe; *kund.* përpara. *Është prapa me detyrën (me planin, me mbjelljet, me plugimet). Qëndrojnë (janë) shumë prapa në krahasim me vendin tone. Mbeti prapa.*

8. Këtej e tutje; pastaj, me vonë; pas. *Disa ditë me prapa. Nesër e prapa do të vijë rregullisht. Pak me prapa erdhën edhe të tjerët. Të mos kemifjalë prapa! Do të të dale mirë me prapa. Nga ajo ditë e prapa ai s'u pa me.*

9. Në një kohë më të hershme, në të kaluarën, me pare. *Prapa, shumë prapa, në kohët e lashta...*

10. *përd. mb.* I prapmë. *Ndodhet në pjesën prapa.*

11. *parafj.* Përdoret me një emër a përemër në rasën rrjedhore për të treguar: 1. Njeriun, sendin etj., në anën e prapme të të cilit ndodhet dikush ose gjendet a bëhet diçka; pas; *kund.* përpara. *Prapa meje. Prapa shtëpisë. Prapa mureve. Prapa mullarit (gardhit). Prapa malit. I mblodhi gërshetat kurorë prapa kokës.*

2. Njeriun, sendin etj. në anën e pasme të të cilit lëviz dikush a diçka ose që e shoqëron a e ndjek pas;
*kund.* para. *Prapa tij vinte i vëllai. Qeni shkonte prapa të zotit.*

3. Një njeri, një vend etj., në krahasim më të cilin dikush ka mbetur pas në plotësimin e një pune a detyre ose në zhvillimin e përgjithshëm. *Prapa gjithë të tjerëve ishte ai. Janë prapa vendit tone.*

4. Diçka, pas së cilës fshihet një gjë tjetër ose bashkë më të cilën nënkuptohet a shprehet diçka tjetër. *Prapa kësaj fjale ka diçka. Prapa çdo emri dëshmori ka një heroizëm.*

• Prapa gardhit *shih te* GARDH~I. Prapa (pas) perdes *libr. shih te* PERDE,~'JA. Bëri prapa u pendua për diçka, u tërhoq, pranoi gabimin; ndryshoi qëndrimin e tij të mëparshëm. I bie prapa (pas) *dikujt a diçkaje shih te* PAS. Sktbehet prapa *dikush* është i vendosur në rrugën e tij. E mori prapa *dike* e ndoqi në një punë a në një veprim-tari, i shkoi pas. E mori prapa *diçka* e tërhoqi (një fjalë, një mendim etj.). I shkon prapa *dikujt* e ndjek, bën siç thotë ai ose siç bën ai, ndjek rrugën e tij. Shiko edhe prapa! mos e harro të kaluarën, mos harro ç'ke qenë, nga ke dale; shiko edhe të tjerët që nuk janë aq mirë sa ti; mos u shkëput prej njerëzve të thjeshtë. I ra mendjes (prapa) *shih te* MENDJE, ~A. I bie sherrit prapa e kërkon vetë sherrin, do të zihet. Ka bërë hapa prapa ka mbetur prapa të tjerëve ose ka shkuar me prapa nga ç'ka qenë. Hodhi gurë prapa *dikush shih te* GUR,~I. Iu ktheftë qafa prapa! *mallk. shih te* QAFË,~-A. Punon me hosten prapa *shih te* HOSTEN,~I. Shkoi (vajti) prapa diellit *shih te* DIELL. ~l. I yarën këmborën prapa (në qafë) *dikujt shih te* KËMBORË,~>A. Me vajti barku prapa (në korriz) *shih te* BARK,~KU. I vuri bisht prapa *shih te* BISHT,~-I 9. Erdhi me bisht prapa *shih te* BISHT,~>I. Dardha e ka bishtin prapa *fj. u. shih te* DARDHË, ~A. Përpara rripë e prapa thikë *shih te* RRIPË,~A. Nuk ia ka shkelur njeri hijen prapa *shih te* SHKEL. I Tajti goja te veshi (prapa veshit) *shih te* VESH,~I. I shkoi (i vajti, i doli) gjuha prapa u lodh së foluri duke e përsëritur diçka shumë here ose duke i folur dtkujt; i shkoi goja prapa. Po dëgjove daullen, dasmën e ke prapa (te dera) *shih te* DAULLE,~JA.

PRAPAGOJË,~A . *anat.* Hapësira si hinkë që lidh laringun me gojën.

PRAPAGJIJHOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që përftohet me anën e pjesës së prapme të shpinës së gjuhës. *Tingull prapagjuhor. Bashkëtingëllore prapagjuhore.*

*2. si em.* ~E, -~'JA . *sh.* ~-E, ~>ET. Bashkëtingëllore prapagjuhore.

PRAPAKOKË,~-A . *anat* Pjesa e poshtme prapa kafkës së kokës. *Ashti i prapakokës.*
PRAPAKTHEHU *pasth.* 1. Përdoret si urdhër që i drejtohet dikujt për t'u kthyer prapa.
2. si *em.* Kthimi me trup prapa; prapakthim. *Një prapakthehu i shpejtë. Bëri prapaktheu. Partizanët e detyruan armikun të bëjë një prapakthehu.*
3. si *em. fig.* Ndryshim i menjëhershëm i dikujt në mendime, në veprime dhe në sjellje; kthim në rrugën e mëparshme; jpendim, tërheqje; prapakthim. *Bëri prapakthehu.*
PRAPAKTHIM, ~-I *m.* 1. Kthim i dikujt prapa, duke u rrotulluar në vend ose në një vijë rreshtore. *Prapakthim ushtarak. Prapakthim i shpejtë. Hapi i prapakthimit. Bëj prapakthim.*
2. Kthimi prapa i dikujt dhe lcvizja e tij në drcj-timin e kundërt më të parin; zmbrapsje. *Armiku bëri prapakthim.*
3. *fig.* Kthimi në gjendjen a në rrugën e mëpar-shme; pendim, tërheqje. *S"ka mundisi prapakthimi.*
PRAPALAQ,~E *mb.* 1. I prapë (zakonisht për kafshët). *Mëzat fkec) prapalaq.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PRAPAMAL,~I *m.* 1. Krahinë që shtrihet prapa një mali, përtej malit, tejmal (thuhet nga ata që ba-nojnë në anën tjetër të atij mali). *Banorët e prapamalit. Kullotat e prapamalit. Japin e marrin me ata të prapamalit.*
*2. përmb.* Banorët e kësaj krahine, prapamalasit, tejmalasit. *U turr (u ngrit me këmbë) i gjithë prapamali.*
PRAPAMALAS,~I *m. sh.* ~IT. Ai që banon prapa një mali, banor i prapamalit, tejmalas. *Erdhën dhe prapamalasit.*
PRAPAMALAS,~E *mb.* Që banon prapa një mali, tejmalas. *Banorët prapamalas.*
PRAPAMBETËS,~E *mb.* 1. Që ka mbetur prapa shokëve në mësime, në punë etj., i prapambetur (zakonisht për nxënësit); që ka mbetur në fund. *Nxë-nës prapambetës. Jshte prapambetëse.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ndihmojnë prapambetësit.*
PRAPAMBETJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Të
mbeturit prapa, mbetje prapa. *Prapambetja e nxë-nësve në mësime.*
2. Të qenët i prapambetur; zhvillim i ulët i dikujt a i diçkaje. *Prapambetje ekonomike (kulturore, ar-simore). Prapambetje e madhe (shekullore). Shkaku i prapambetjes. Kishte prapambetje. Kapërceu (zhduku) prapambetjen. Doli (e nxorën) nga prapambetja.*
PRAPAMBETUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që ecën me ngadalë se të tjerët në punën për plotësimin " diçkaje, ai që nuk përparon krahas më të tjerët; ai që ka mbetur prapa të tjerëve; *kund.* i përparuar. *Kritikoi të prapambeturit. Ndihmojnë (nxitin) të pra-pambeturit që të shkojnë përpara. Të prapambeturit të arrijnë të përparuar it!*
PRAPAMBETUR (i,e) *mb.* 1. Që ka mbetur pas të tjerëve, që e kanë lënë prapa; që ka mbetur në rrugë. *Forcat Çnjësitë) e prapambetura gjatë mësymjes (gjatë tërheqjes).*
*1.* Që i ka kaluar koha, që nuk është bërë në kohën " caktuar, që ka mbetur pa u bërë. *Ndeshje futbolli e prapambetur. Detyrime (pagesa) të prapambetura.*
3. Që ecën me ngadalë se të tjerët në një punë, që nuk i plotëson detyrat në kohë dhe me cilësi; që ka përparuar me pak nga ç'duhej; që ka mbetur prapa të tjerëve; *kund.* i përparuar. *Nxënës i prapambetur. Punëtor i prapambetur. Report i prapambetur. Brigade e prapambetur.*
4. Që ka një shkallë të ulët zhvillimi; që nuk është i zhvilluar nga pikëpamja ekonomike, politike, ar-simore, kulturore etj.; *kund.* S përparuar; i zhvilluar. *Vend i prapambetur. Popull i prapambetur. Sistem eko-nomik (arsimor) i prapambetur. Në një gjendje të prapambetur. Është* i *prapambetur.*
5. Që ka mendime e koncepte të vjetruara, që s'është me kohën; që i përket një kohe të vjetër; pra-panik; *kund.* i përparuar; përparimtar. *Njeri i prapambetur. Zakone të prapambetura.*
*6. si em.* ~, ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Diçka që nuk është bërë në kohën e duhur, diçka së cilës i ka kaluar koha; *vet. sh.* të ardhurat ose shpenzimet që nuk janë nxjerrë ose nuk janë paguar brenda një viti financiar. *Volën (shlyen) të prapambeturat.*
PRAPAMENDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Qëllim i keq a jo mirëdashës, që dikush e ruan të fshehtë në mendje e nuk e shfaq drejtpërdrejt, por kërkon ta arrijë me rrugë të tërthorta e jo të çiltëra. *Kishte prapamendime. E bëri me prapamendim. Të mos shkojmë me prapamendime!*
PRAPANICË,~A *sh.* ~A, ~AT *bised.* Pjesa e prapme e trupit të njeriut poshtë kurrizit, të ndenjurit; bythë; pjesë e veshjes që mbulon të ndenjurit. *lau prapanicën foshnjës. I qe grisur prapanica.*
PRAPANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Cope cohe, basme etj., e punuar si përparëse e vogël, që mbanin prapa grate e disa viseve të Shqipërisë.
PRAPANIK,~E *mb.* 1. Që ka mendime e koncepte të vjetruara e të dëmshme për shoqërinë tone, që është në kundërshtim me kërkesat, normat e zakonet so-cialiste; që s'është me kohën, që bëhet pengesë për ecjen përpara; i prapambetur; i vjetruar. *Njeripra-panik. Zakone (koncepte, ide) prapanike. Ligje (metoda) prapanike.*
*2. si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri prapanik. *Kritikuan prapanikët.*
3. if *em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Diçka, së cilës i ka kaluar koha, që s'është me normat e moralit tone e të jetës sonë socialiste. *Luftojmë prapaniken, mbrojmë përparimtaren.*
*4. si em.* —E, ~JA . *bised.* Prapanicë.
PRAPAROJË,~A. *sh.* ~A, ~AT *usht.* 1. Repart a nënrepart që qëndron prapa trupave kryesore ush-tarake në marshim në një largësi të caktuar dhe ka për detyrë t'i ruajë e t'i sigurojë ato nga sulmet e be-fasishme të armikut. *Praparoja e Brigades I Sulmuese. Forcat e praparojës. E lane praparojë.*
*2. përd. mb.* Që ka për detyrë të ruajë e të sigurojë trupat kryesore, të cilat lëvizin përpara. *Njësit praparojë.*
PRAPASKENË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *teatër.* Pjesa prapa skenës së një teatri; gjithçka që vendoset prapa skenës dhe në krahun e majtë e të djathtë të saj. *Prapaskena e teatrit. Punëtor i prapaskenës. Qëndron në prapaskenë.*
*2. fig.* Veprime që bëhen në fshehtësi e me qëllim të keq, intriga e komplote që bëhen prapa krahëve të dikujt; fshehtësi. *Intriga eprapaskena. Kurdisin (thurin) prapaskena. E organizuan në prapaskenë.*
PRAPASHPINË,~A . 1. *usht.* Ana që ndodhet
pas shpinës së trupave të vendosura në formacion luf-timi ose në marshim. *Siguroi prapashpinën. E goditi armikun në prapashpinë. I doli në prapashpinë.*
*2. fig.* Pshehtësi; prapaskenë. *Vepronte në prapashpinë.*

PRAPASHTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *gjuh.* Ndajshtesë që vihet pas rrënjës a pas temës së një fjale për të ndërtuar një fjalë të re ose një trajtë të re të fjalës. *Prapashtesë fjalëformuese. Prapashtesë trajtë-formuese* mbaresë. *Prapashtesa foljore. Prapashtesë zvogëluese. Prapashtesat e emrave të vepruesit. Prapashtesa* -ar (-tar, -or, -!m). *Fjalë e formuar me prapashtesë.*2. *kryes. sh. fig. keq.* Fjalë të tepërta e të kota që thotë dikush për tiu shmangur një pune ose një detyre; diçka e paqenë që shtohet me një qëllim të caktuar, shtojcë e tepërt, bisht. *Folshkurt e drejt, pa prapashtesa!*

PRAPASHTESlM,~I *m. gjuh.* Mënyrë e formimit të fjalëve të reja me anë të prapashtesave, prejardhje prapashtesore. *Fjalë të formuara me prapashtesim.*

PRAPASHTESOR,~E *mb. gjuh.* Që është formuar me prapashtesë. *Emër (formim) prapashtesor. Folje (fjalë) prapashtesore. Prejardhje prapashtesore* mënyrë e formimit të fjalëve të reja me anë prapashtesash, prapashtesim.

PRAPATOKË,~A . *det.* 1. Pjesë toke që shtrihet fill pas një qyteti bregdetar; viset pas brigjeve të detit, të liqenit ose të lumit në brendësi të një vendi. *Pra-patokë e ngushtë.*

PRAPAVAJTËS,~E *mb. libr.* I. Që sbkon prapa në zhvillimin e vet, që ecën duke rënë, regresiv; *kund.* paravajtës. *Ndryshime prapavajtëse.*

2. Që pengon zhvillimin ose është kundër përpa-rimit, rcaksionar, regresiv; *kund.* përparimtar. *Shtresë prapavajtëse.*

PRAPAVAJTJE,~A . *libr.* Kthimi prapa në nj8 gjendje të prapambetur ose të pazhvilluar, ecje kundër përparimit; rënie, regres; *kund.* përparim; progres. *Ishte prapavajtje. Pali prapavajtje.*

PRAPA VENDOSJE,~A . *gjuh.* Vendosja e një nyje, e një fjale etj. prapa një pjese të caktuar të li-gjëratës. *Prapavendosja e ndajshtimit.*

PRAPAVENDOSUR (i,e) *mb. gjuh.* Që është ven-dosur prapa një pjese të caktuar të ligjëratës (për nyjat, fjalët etj.).

PRAPAVEPRUES,~E *mb. drejt.* Që vepron edhe për rastet para hyrjes në fuqi, që ka vlerë edhe për kohën e kaluar. *Ligj me fuqi prapaveprues*e.

PRAPAVESH,~JI *m. anat.* Pjesa prapa veshit ku mbaron nofulla e sipërme. *rente në prapavesh! mallk.*

PRAPAVËSHTRCES,~E *mb. libr.* Që sbikon dukuritë a ngjarjet e së kaluarës, që i kthehet së ka-luarës, retrospektiv. *Studim prapavështrues. Paraqitje prapavështruese.*

PRAPAVlJË,~A . *sh.* ~<A, ~AT. 1. *usht.* Ha-
pësirë toke prapa ballit të luftimeve; pjesë toke pas asaj që është marrë nga forcat ushtarake; vendi ku janë vendosur e punojnë njësitë dhe entet ushtarake, të cilat pajisin e furnizojnë trupat në front; njësitë dhe entet ushtarake që merren me këtë punë. *Prapa-vijajonë. Prapavija e armatës. Komandanti i prapavijës. Ndenji në prapavijë. E lane në prapavijë. E solli nga prapavija.*

2. Vendi a shteti, së bashku me popullsinë dhe më të gjitha organizmat shtetërorë, politikë, ekonomikë etj. në dallim nga fronti ku zhvillohen luftimet.

3. *fig.* Diçka që shërben si mbështetje për një ve-primtari a për një force vepruese. *Prapavijë efuqishme e revolucionit botëror. Prapavijë e imperializmit amerikan.*

PRAPAZI *ndajf.* Prapa, nga prapa, nga pas. *lane prapazi fëmijët. I vajti prapazi.*

PRAPË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Ana e
prapme e diçkaje; *kund.* e mbara. *E prapa e qilimit. E prapa e thikës* tuni.

2. Veprim i dëmshëm, sjellje e keqe, prapësi; *kund.* e mbara. *E mbara dhe e prapa. Ka bërë shumë të prapa.*

3. Fatkeqësi, mbrapshti; *kund.* e mbara. *T'u lor-goftë e prapa! ur. Mos iu ndaftë e prapa! mallk.*

PRAPË (i,e) *mb.* 1. *bised.* I prapmë; *kund.* i mbare, i përparmë. *Ana e prapë e stofit (e këmishës).*

2. Që bën prapësira, që nuk rri urtë, që nuk lë dy gurë bashkë; që zihet më të tjerët, që nuk ka sjellje të mirë; që shkon keq me njerëzit; i vrazhdë, i ashpër, i egër (për njerëzit); *kund. i* mbare. *Fëmijë i prapë. Djalë (njeri) i prapë. Ishte njeri i prapë.*

3. I pashtruar, i egër (për kafshët). *Mushkë e prapë. Kale i prapë. Lopë e prapë.*

4. I thyer, i egër (për një vend). *Vend i prapë. Rrugë e prapë.*

5. I furishëm, i forte; i ashpër, i egër; i keq. *Erë e prapë. Mot i prapë.*

6. Shumë i zoti dhe i shkathët; i papërmbajtur. *Cjahtar i prapë. Trim i prapë.*

7. Jo dashamirës, i ashpër, i vrazhdë, i egër (për qëndrimin, sjelljen etj. të dikujt. *Sjellje e prapë. Fjalë të prapa.*

• E ka këmbSn të prapë sjell fatkeqësi (sipas besë-
tytnive).

PRAPË i *ndajf.* 1. Nga ana e prapme; praptas, mbrapsht; *kund.* mbarë. *Mbarë e prapë. E ktheu (e veshi) prapë.*

2. *bised.* Në drejtim të kundërt me lëvizjen që ka bërë dikush a diçka, andej nga ka ardhur, prapa, praptas, mbrapsht. *Iku prapë. E ktheu prapë. I mori fjaiël prapë.*

3. *fig. bised.* Në mënyrë të pakënaqshme, jo ashtu siç duhet; mbrapsht.

*k* Bën prapë bën prapësira, bën gjëra që s'lejohen (zakonisht për një fëmijë). E bëri prapë *dike* ia ktheu mendjen për diçka, e bëri që ta lërë një punë, e prapësoi. I ra vendit mbarë e prapë (mbrapsht) *shih te* MBARË. Folën mbarë e prapë (mbrapsht) *shih te* MBARË. E pa mbarë e prapë *shih te* MBARE. E pyeti mbarë e prapë *shih te* MBARË. E rrahën (e sho-shitën, e gjykuan) mbarë e prapë (mbrapsht) *një çështje shih te* MBARË.

PRAPË ii *ndajf. bised.* 1. Përsëri, edhe një here. *Shkoi (erdhi) prapë. E pyeti prapë. E ndërtuan prapë. E mori prapë. E pyeti prapë.*

2. Ende; megjithatë, përsëri, prapëseprapë. *Prapë vijon më të tijën ai! Prapë më të vjetrën. S"e dëgjoi mirë, po prapë e kuptoi si qe puna.*

PRAPËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *kryes. sh.* Dy drunjtë e fundit të samarit, të kryqëzuar njëri me tjetrin, në të cilët kapet litari. *Futi litarin në prapëse. E vari në prapëse.*

*2.* Lesa që vihet prapa mbi shtratin e qerres që të mos bjerë ngarkesa. vwi *një prapëse.*

PRAPËSEPRAPË *ndajf.* Përsëri; prapë. *Megjithëse e lajmëruan dy here, prapëseprapë nuk ërdhi. Ndonëse ishte larguar prej shumë kohësh, prapëseprapë nuk i kishte harruar shokët.*

PRAPËSt~'A . *sh.* ~, ~TE. 1. Të qenët i prapë, sjellje e prapë; veprim i keq, punë e mbrapshtë. *Pra-pësitë e fënujës. ffuk bën prapësi.*2. Fjalë e keqe. *Nuk thotë prapësi. Nuk nxjerr prapësi nga go)a.*

3. Mungesë përparimi e mbarësie në diçka, mbrapsh-ti; fatkeqësi, e keqe; *kund.* mbarësi. *Sjell (ndjell) prapësi. E ndiqnin prapësitë. FilIoi (nisi) prapësia. Nga erdhën gjithë ato prapësi? Nuk iu ndanë prapësitë.*

PRAPËSlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. VeprimJ sipas kuptimeve të foljeve PRAPËSOJ, PRAPËSO-HEM. *Prapësimi i togës. usht. Prapësimi i fëmijëve. Prapësim për të tretën here.*

2. *drejt.* Diçka që thuhet në kundërshtim me atë që është pohuar me pare; rrethanë që hedh poshtë kërkesën e anës paditëse. *Raste prapësimi. Bëri një prapësim. Parashtroi prapësimet e tij.*

PRAPËSINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend në mal, në luginë etj. që nuk e zë dielli, hijesirë, *Nuk shkrin bora në prapësinë.*

PRAPËSISHT *ndajf. libr. për* të keqen e dikujt a të diçkaje, në një mënyrë të tillë që sjell prapësi, për prapësi.

PRAPËSOHEM *vetv.* 1. Bëj hapa prapa, shtyhem prapa; tërhiqem, zmbrapsem. *U prapësuan në anë të rrugës. U prapësua disa hapa. U prapësua ushtria ar-mike.*

2. Ndërpres diçka që kam nisur, e lë në mes një punë. *U prapësova, nuk me pëlqeu.*

3. Mohoj atë që kam thënë me pare, ndryshoj mendjen; tërhiqem. *Nuk prapësohet për atë që tha.*

4. Bëhem i prapë, filloj të bëj prapësi. *Është pra-pësuar djali (vajza).*

5. *Pës. e* PRAPËSOJ 1-3,5. *U prapësua fejesa.*

PRAPËSOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. E bëj dike të shkojë andej nga ka ardhur, e kthej prapa, e shtyj prapa; e bëj që të tërhiqet, e zmbraps; e largoj dike a diçka. *E prapësuan ushtrinë armike. E prapësoi të keqen.*

2. E bëj që t'i kthehet edhe një here një pune a një veprimi, e detyroj që ta bëjë diçka përsëri. *Prapësoi togën (skuadrën).*

3. edhe *jokal.* Heq dorë nga diçka që kam nisur ose nga diçka që kam thënë me pare; ndryshoj mendjen për diçka, kthej; pengoj kryerjen e diçkaje. *E prapësoi nisjen. E prapësoi fejesën. Nuk e prapësoi fjalën. Nuk prapëson at.*

4. *jokal. fig.* Shkoj prapa; nuk arrij përfundime të mira; shkoj në rrugë të shtrembër a të keqe. *Në vend që të shkonin përpara, po prapësonin.*

5. E çoj dike në rrugë të keqe, e bëj të prapë; e çrregulloj diçka, e ngatërroj, e bëj keq. *Mos maprapëso djalin! I prapësoi punët.*

PRAPËSHT (i,e) *mb.* I prapë, i mbrapshtë. PRAPËSHTI,~A. *sh.* ~, ~TË. Prapësi, mbrapshti.

PRAPËSHTOHEM *vetv.* 1. Prapësohem, mbrapsh-tohem. 2. *Pës. e* PRAPËSHTOJ.

PRAPËSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Prapësoj, mbrapshtoj. *la prapështoi djalin. E prapështoi shtëpinë* e bëri rrëmujë, e ktheu përmbys.

PRAPI (së) *ndajf.* Së prapthi, mbrapsht. *E ktheu së prapi. E yeshi së prapi.*

PRAPMË (i), ~E (e) *mb.* 1. *Që* eshtë në anën prapa, jo nga e mbara; *kund. I* mbarë, i përparmë. *Ana e prapme e jakës.*

2. Që ndodhet në anën nga prapa diçkaje; që është në pjesën nga fundi i diçkaje a i dikujt; i pasmë; *kund.* i përparmë. *Dera e prapme ë avllisë. Muri i prapmë. Gjymtyrët (këmbët) e prapme. zool. Rrotat e prapme të makinës. Rreshti i prapmë.*

*if* Në çastin e prapmë (e fundit) para se të vdiste, në kohën e vdekjes. Zanore e prapme *gjuh.* zanore që përftohet në pjesën e pasme të zgavrës së gojës.

PRAPOHEM *vetv. bised.* 1. Bie së prapthi, rrëzohem në shpinë; përmbysem. *U prapua qerrja.*

2. Kthehem në drejtim të kundërt, kthehem mbrapsht; zmbrapsem, prapësohem. *U prapua ushtria armike.*

3. *Pës. e* PRAPOJ.

PRAPOJ *kal.,* ~^OVA, ~CAR *bised.* I. E kthej
diçka nga ana e prapme; e hedh prapa; përmbys. *Prapuan dheun.*

2. E kthej dike a diçka në drejtim të kundërt, e kthej mbrapsht; e zmbraps; e prapësoj. *Prapoje lopën, se po ha grurin!*

PRAPS *kal.,* ~A, ~UR. Prapësoj, zmbraps. *Praps ushtrinë armike. Praps kalin.*

PRAPSEM *vetv.* 1. Prapësohem, zmbrapsem. *U prapsën. hordhitë osmane.*

2. *Pës. e* PRAPS.

PRAPSËM (i), ~ME (e) *mb. 1.* I prapmë. *Ana (pjesa) e prapsme. Dera (dritarja) e prapsme.* 2. I fundit. *Në çastin e prapsëm.*

PRAPTAS *ndajf.* Nga prapa, mbrapsht, praptazi. *Ecte praptas. U tërhoqën praptas. Ra praptas. Kali bëri praptas.*

PRAPTAZI *ndajf.* Praptas. *Shkonte praptazi. Zva-rrisej praptazi. U tërhoqën praptazi.*

PRAPTHI *ndajf.* Prapë, mbrapsht. *Ktheu prapthi.*

PRAPTHI (së) *ndajf.* 1. Nga ana e prapme; mbrapsht; *kund.* së mbari. *E ktheu së prapthi. I mbathi këpucët së prapthi.*

*2.* Në drejtim të kundërt me ecjen ose me mënyrën e zakonshme për kryerjen e një veprimi. *Ecën së prapthi. E lexon radhën së prapthi.*

3. *fig.* Jo ashtu siç duhet a siç është rregulli, shtrembër, mbrapsht; *kund.* së rabari. £ *ka filluar punën së prapthi. I bën të gjitha së prapthi.*

I ka hipur kalit së prapthi (mbrapsht) *shih te* MBRAPSHT.

PRAQE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. sh.* Palldëmi dhe nënbishtja e kalit. 2. *etnogr.* Shokë,e vogël që lidhnin grate në brez.

PRARAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Vijë që mbledh ujërat; hendek; llogore.

PRARIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PRAROJ, PRAROHET. *Prarimi i unazës.*

*2.* Shkëlqim a dritë në ngjyrë si të arit. *Prarim i zbehtë. Prarim vezullues. Prarimi i agimeve (i perën-dimit të diellit).*PRAROHET *Vetv.* I. Ndrit a shkëlqen si të jetë larë me ar; ndrit nga gëzimi. *Iu prarua fytyra. Iu praroftë dor at ur.* i lumtë dora; paste dorën e mbarë!

2. *Pës. e* PRAROJ $_{L}$,2.

PRAROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E vesh diçka me një shtresë të hollë ari, laj me ar; lyej diçka me një ngjyrë si të arit. *Praroi byzylykun (karficën). Praroi kornizën.*

2. *vet. veta III fig.* E bën të shkëlqejë, duke i dhënë një ngjyrë si të arit, i jep një shkëlqim si të jetë larë me ar. *Dielli praroi kreshtën e malit (retë, fushën). Muret i praroi flaka e kuqe.*

3. *jokal. vet. veta III fig.* Shkëlqen si të jetë larë me ar. *Liqeni praronte.*

4. *fig. lart.* Ngre lart, bëj që të shkëlqejë diçka, i jap shkëlqim. *E praruan emrin e kombit tone.*

PRARUAR (i,e) *mb.* 1.1 larë me ar. *Unazë e praruar.*
2. *fig.* Që ndrit a shkëlqen si të jetë larë me ar, që ka marrë një ngjyrë a shkëlqim si të arit, i artë; që ndrit nga gëzimi. *Me flokë të praruar. Me fytyrë të praruar.*
PRAS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Presh. *Farishte prasi.*
PRASK,~U *m. krahin.* Cipë a shtresë e hollë që vesh diçka; perde. *Prask bore (akulli). I kanë vënë sytë prask. Ka vënë qumështi prask.*
*k* Kali nuk ka prask kali i sheh dhe i kupton orët a zanat (sipas besimeve të kota).
PRASHAJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Çapë i. *Bishti i prashajkës. Prashit (mbuloj) me prashajkë.*
PRASHIT (PRASHIS) *kal.,* ~A, ~UR. t. Rrë-
moj jo thellë token e mbjellë, pasi kanë dalë e janë rritur bimët, që të shkriférohet, të ajroset e të marrë lehtë lagështir6n e nevojshme; punoj token e mbjel)ë dhe qëroj barirat e këqija me shatë ose me kultivator; mbath bimët me dhe, përdhej. *Prashiti misrin (grurin, pambukun, perimet, vreshtin). Prashit qepët (domatet, lakrat). Prashit me shatë (me kultivator). Prashitin me krahë.*
*2.* edhe *jokal. fig. mospërf.* Flas shutnë për një çështje, për të cilën nuk interesohet njeri a nuk tre-gohet vëmendja e duhur; mundohem me kot ta bind dike me fjalë; flas për një gjë, për të cilën nuk duhet folur, Sas kot; Uomotit, shij. *Prashit në erë. Lire të prashitë. Prashiti mbarë e prapë. Prashiti, prashiti, po s'bëri gjë.*
• Prashit në të thatë *shih te* THATË,~T (tf). Prashit (mih, lëron) në ujë *shih tek* UJË,~L Prashit (mih) para vetes *shih te* VETE,~JA.
PRASHtTET *vetv.* 1. *Pavel, e* PRASHIT. *Pra-shitet edhe në të thatë.*
*1. Pës. e* PRASHIT.
PRASHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me prashitjen e bimëve, punëtori që prashit. *Skuadra e prashitësve.*
PRASHITËS,~E *mb.* 1. Që përdoret për të pra-shitur token e bimët. *Kultivator prashitës. Makinë prashitëse.*
2. Që ka nevojë të prashitet, që prashitet (për një bimë si misri, pambuku, fasulja *etj.). Bimë (kultura) prashitëse.*
PRASHITËSE,~JA i. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e*
PRASHITËS,~"I. *Një nga prashitëset më të mira.*
PRASHITËSE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET. I. Makinë prashitëse. *Prashitëse orizi. Shkriféron token me prashitëse.*
2. Bimë që duhen prashitur. *Pas prashitëseve mbollën grurë.*
PRASHITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PRASHIT, PRASHITET. *Prashit ja e parë (e dytë). Prashitje plotësuese. Prashitje qorre* prashitje e lehtë kur bima nuk ka dale ende mbi sipërfaqe; çapitje. *Prashit ja e misrit (e domateve, e lakrave, e fasuleve). Prashitje me kultivator. Filloi prashitja. I rralluan bimët para prashitjes. Dy prashitje janë sa një ujitje. fj. u.*
PRAVULLIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PRAVULLOJ, PRAVULLOHEM.
PRAVULLOHEM *vetv.* 1. Qëndroj mbi avullin e ujit a mbi diçka tjetër që nxjerr avull, kur mërdhij ose kur me ka zënë rrufa; marr një avull pranë zjarrit.
2. *vet. veta III. Pës. e* PRAVULLOJ $_2$.
PRAVULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Mbaj mbi avull a fut në ujë të nxehtë këmbët, duart etj. kur mërdhij a kur me ka zënë rrufa; laj me ujë të nxehtë trupin a një pjesë të tij. *Pravulloj shtatin. Pra-vulloj këmbët. Pravulloj hundët* thith avull me hundë që të me shkojë të ftohtët.
2. Fut diçka në ujë të nxehtë, përvëloj; e nxeh a e ngroh shumë diçka me zjarr, e bëj avull. *Pravulloj rrobat. Pravulloi odën.*
PRE,~JA. 1. Kafshë, shpend etj., që e zë dhe e ha një tjetër; ajo që zëmë a vrasim kur dalim për gjah ose kur peshkojmë, gjah. *Zogjtë jane pre e skifterit. Ujku e bën pre bagëtinë* ujku e zë dhe e ha bagëtinë. *Iu hodh presë. I iku preja. Ka dale për pn,Ra në pre.*
2. Diçka që rrëmbehet a grabitet me force, gjë e vjedhur; mjete luftarake, plaçkë etj., që i zihen ar-mikut në luftë. *Merrnin (mblidhnin, ndanin) pre. I iku preja nga duart. Ra pre e ushtrisë.*
3. Njeri që dikush e zë dhe e vret; njeriu që kapet rob në luftë; ai që i bie në dorë dikujt. *iku (i shpëtoi) preja nga duart. Ra pre* u zu rob. *S"u be pre e armikut.*
4. *fig.* Ai që i nënshtrohet verbërisht diçkaje të keqe, të huaj etj.; viktimë; skllav. *Pre e zakoneve prapa-nike (e koncepteve të huaja).*
•*k* E Uaë pre (armikun) e shkatërruan krejt, e asgjësuan. Bëri prenë bëri gjëmë të madhe (zakonisht për një vdekje).
PRECEDENT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ngjarje, rast etj., që ka ndodhur më parë a veprim që është bërë më parë dhe mund të merret me pas si shembull, si mbështetje ose si justifikim për raste të tjera të ngjashme me të, rast që hap rrugë për të tjerat. *Ngjarje (veprim) pa precedent. Ka precedent. U krijua një precedent.*
PRECIPITlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes PRECIPITON. *Pre-cipitimi i kripërave.*
2. Dukuri kimike kur një lëndë e patretshme kullon e bie në fund.
PRECIPITON *jokal.,* ~OI, ~UAR *kim.* 1. Bie në fund të një tretësire a të një ene (për thërrmija të patretshme në lëngje); kullon, fundërron. *Pred-pilojnë kripërat e patretshme. E lë të precipitojë. Pre-cipiton në fund.*
2. *kal.* Bën që të bjerë në fund a të kullojë (lënda c patretshme).
PREDIKAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *gjuh.* Ka-llëzues. *Predikat foljor (emëror).*
*2. logj.* Pjesë e gjykimit, e cila bën fjalë për subjektin dhe pasqyron atë që pohobet ose mohohet për të.
PREDIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PREDIKOJ, PREDIKO-HET. *Predikimi i dogmave fetare. Predikimi i priftit. Predikimet e revizionistëve tnodernë mbi të ashtuquajtu-rën bashkëjetesë paqësore.*
2. *fet.* Fjala që u mban prifti besimtarëve në kishë për t'u shpjeguar një dogmë fetare, mësimet e fesë etj.; pjesë nga ungjilli që u lexohet e u shpjegohet besfmtarëve nga prifti (në vendet ku vepron feja).
PREDIKOHET *vetv. Pës. e* PREDIKOJ $_2$.
PREDIKOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. *fet.* U shpjegoj besimtarëve në kishë dogmat fetare, mësimet e fesë etj.; lexoj pjesë nga ungjilli, bëj një predikim fetar (për priftin); përhap një fe a dogmë fetare, duke ua shpjeguar besimtarëve (në vendet ku vepron feja). *Predikonin në kishë.*
*2. kal. keq.* Përhap një ide, një doktrinë etj. të dëmshme, kundërrevolucionare, antipopullore a anti-kombëtare; propagandoj diçka të keqe. *Ideologët borgjezë e revizionistë predikojnë harmoninë ndërmjet klasave.*
3. *kal. keq.* I ffas shumë dikujt, i jap shumë kë-shilla sa e mërzit, i shes moral. *Predikonte gjepura.*

PREDIKUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *fet.* Prifti që u shpjegon besimtarëve në kishë dogmat fetare, mësimet e fesë etj.; ai që u lexon besimtarëve pjesë nga ungjilli, ai që bën predikime fetare (në vendet ku vepron feja).
2. *keq.* Ai që përhap një ide, një doktrinë etj. të dëmshme e kundërrevolucionare, antipopullore a anti-kombëtare; propagandues i diçkaje të keqe. *Predikuesit e moralit borgjez. Si predikues në shkretëtirë* si pre-dikues që s'e dëgjon asnjeri.
PREDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *usht.* Fishek i madh i mbushur me lëndë shpërthyese, që përdoret si munition për armët e artilerisë, gjyle; plumbi i fishekut. *Predhë atomike (bërthamore). Predhë dje-gëse* predhë që përdoret për të djegur objektet që ndizen shpejt. *Predhë praktike* predhë që përdoret për eksperiment në poligonet e artilerisë dhe për qitje mësimore. *Predhë reaktive. Predhë tymuese* predhë e mbushur me një përzierje të posaçme, e cila gjatë plasjes krijon re tymi. *Predhë ndezëse (thërrmuese, shpuese, gjurmëlënëse). Predhë e drejtuar (e tele-komanduar)* predhë që drejtohet nga toka në ajër pa pilot, me mjete elektronike. *Predhë artilerie (mor-tajash, topash). Predhë pushke. Shpejtësia (flurudha) e predhës. E goditi (e asgjësoi) objektivin me predhën e pare. Në shenjë ranë dy predha.*
2. *fig.* Diçka që përdoret për të goditur e për të shkatërruar; plumb.
PREFEKT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Nëpunës i lartë qeveritar në një prefecture, kryetari i prefek-turës (në Shqipëri para Çlirimit).
2. Kryetari i një prefekture në disa vende borgjezë.
3. Kryetari a shefi i policisë së qytetit në disa vende borgjezë.
4. *hist.* Titull për disa nëpunës të administratës dhe për disa ushtarakë; emërtim për disa nëpunësi në administrate dhe në ushtri (në Romën e tashtë).
PREFEKTURË,~A . A. ~A, ~AT. 1. *hist.* Njësia më e madhe e ndarjes administrative e tokë-sore në Shqipëri para Çlirimit, që kishte si qendër një qytet kryesor; organ i pushtetit shtetëror në një njësi të tillë; ndërtesa e zyrat e këtij organi shtetëror. *Pre-fektura e Beratit (e Korçës). Qendra e prefekturës. Nëpunësit e prefekturës. E thirrën në prefekture. Par-tizanët sulmuan dhe morën prefekturën.*
2. Njësia më e madhe e ndarjes administrative e tokësore në disa vende borgjezë, që ka në krye një prefekt; organi i pushtetit shtetëror në një njësi të tillë; ndërtesa e zyrat e këtij organi shtetëror.
PREFEROJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* Parapëlqej
PREFËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Mprehëse. *Prefëse guri.*
PREFULL,~IXI m. *sh.* ~J, ~JT. Kulac që piqet në shpuzë, kulaç i pjekur në hi.
PREHALOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR *bised.* Dobësohem shumë, ligem, tretem e bëhem kockë e lëkurë, bëhem si shkop.
PREHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Rri ndenjur a shtrirë për të pushuar, pushoj e çlodhem. *U prehën për një ore. Prehen në hije. Prehu, se je i lodhur!*
*2.* Merrem me diçka që me çlodh; ndiej kënaqësi; gjej qetësi. *Prehem duke shëtitur (duke luajtur shah). Të prehen sytë* kënaqesh duke shikuar gjëra të kënd-shme.
3. *vet. veta III iron.* Rri, qëndron prej kohësh pa e lë-vizur njeri; dergjet. *Preheshin ca hekurishte në një qoshe.*
4. *vet. veta III fig. lart.* Rri i varrosur diku; pushon. *Prehen dëshmorët e lirisë në Atdheun tone të dashur. Prehet nën dhe. Prehu i qetë, o shok, se hakun do të ta marrim...*
Prehet (fle, e ka zënë gjumi) mbi dafina *shih te* DAFINË,~A.
PREHËR,~RI *m.* 1. Vendi që formohet nga pjesa e përparme e kofshëve dhe e trupit, nga barku deri te gjunjët, kur rrimë ulur, ku zakonisht mbajmë fëmijët; pëqi. *Mbanfëmijën në prehër. Iu ul në prehër. Mbështeti kokën në prehër të nënës.*
2. Pjesa e përparme e petkut nga barku deri te gjunjët. *Tirq me prehër.*
3. Përparje; bohçe. *Një prehër arra (kumbulla, mollë). E priti në prehër.*
4. Pjesa e përparme e vatrës a e oxhakut; shtroja para oxhakut.
5. *fig.* Vendi ku rritet, zhvillohet ose ndodhet diçka; vendi ku dikush gjen prehje e ngrohtësi; strehë; vatër; gji. *Prehri i ngrohtë i nënës. Në prehër të familjes. Në prehrin e shoqërisë (e organizatës, e kolektivit). Në prehrin e lëndinave. Në prehrin e natyrës.*
6. *fig.* Mjedisi, në të cilin bie dikush a diçka; gjen-dja, në të cilën ndodhet dikush a diçka; gji. *Në prehrin e lirisë. Në prehrin e rehatisë. Ra (u hodh, shkau) në prehrin e armikut (e tradhtisë, e ideologjisë armike).*
*ic* la thau prehrin *shih te* THAJ. la la kopilin (doçin,dobiçin) në prehër (në derë) *thjeshtligj. shih te* DERË, ~A. Ta vë (ta hedh) kopilin (dobiçin) në prehër *thjeshtligj.* është i tillë që fajin e vet ia hedh tjetrit. Është rritur në prehër të nënës edhe *mospërf.* është rritur me shumë kujdes e përkëdheli; është rritur me vezë në tigan. I vogël për prehër, i madh për zemër *fj. u.* i vogël në moshë, por trim.
PREHËRTHA^TË *mb.* Që ka mbetur pa fëmijë, që s'ka asnjë fëmijë (për një grua). *Mbeti prehërthatë.*
PREHISTORI,~A . *hist.* Parahistori. *Prehistoria e Shqipërisë. Ka kalucw në pre his tori* i përket së shkuarës së largët.
PREHISTORIK,~E *mb. hist.* Parahistorik. *Kohët prehistorike. Kafshë (qenie) prehistorike. Vendbanim prehistorik. Kultura (piktura) prehistorike.*
PREHJE,~^A. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kupti-meve të foljes PREHEM. *Prehja në hijen e pishave.*
2. Pushim; qetësi. *Prehje shpirtërore. S'gjente prehje. lu prish prehja.*
3. Vendi ku prehet dikush. *At vend ishte prehja e luftëtarëve.*
PREJ. I. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore për të treguar: 1. Vendin nga vjen, nga nis lëvizjen dikush a diçka; burimin nga del diçka; nga. *Erdhën prej fshatit. Buron prej malit. Del prej toke. Nis prej Veriut. Udhëtuan prej Dibre në Tiranë.*
2. Vendin ose sendin nga i cili përcaktohet një largësi; nga. *Prej Tirane në Peshkopi. Prej shtëpie e deri këtu.*
3. Sendin a vendin, nga sipërfaqja a brendësia e të cilit merret, largohet a hiqet diçka; nga, *E nxori prej xhepi. Zbriti prej makine.*
4. Një tërësi, nga e cila veçohet një pjesë; nga. *Disa prej nesh do të nisen qysh tani. Shumë prej tyre janë bërë bujq të dalluar. Kjo është njëra prej çështjeve.*
5. Njeriun, kafshën a sendin nga kërkohet ose merret diçka, shkëputet ose largohet dikush etj.; nga. *E kërkon*

*prej teje. E larguan prej familjes. Mezi e shkëputën prej s'ëmës. I ndanë qengjat prej delete.*
6. Punën, veprimtarinë, detyrën etj. që e lë dikush ose nga e cila largohet; nga. *U lirua prej ushtrie. U largua prej pune.*
7. Gjendjen nga e cila dalim a shpëtojmë; diçka së cilës i shmangemi, i shpëtojmë etj.; nga. *V zgjuan prej gjumit. Nuk heq dorë prej luftës. Nxjerr prej pra-pambetjes. Shpëtoi prej rrezikut (prej sëmundjes, prej gripit).*
8. Zanafillën ose prejardhjen e dikujt a të diçkaje; mjedisin, rrethin, grupin etj., të cilit i përket dikush a diçka; nga. *Prej një familjeje punëtore. Prej një dere të njohur. Prej fisit të lashtë të dardanëve. Me burim prej ilirishtes. Fjalë e formuar prej një rrënje të vjetër. Është prej Elbasani (prej Mirdite).*
9. Lëndën nga e cila është bërë diçka. *Shtëpi prej guri (prej tullash, prej druri). Shkallë prej mermeri. Kasolle prej kashte. Stof (prej) leshi. Fusion (prej) kadifeje. Çantë (prej) lëkure. Lit or (prej) liri (kërpi). Raki (prej) rrushi.*
10. Vendin a pjesën nga e kapim dike ose diçka; per. *E kapi prej dore. E zuri prej bishti. E mbërtheu prej xhakete.*
11. Tiparin e dikujt a të diçkaje; atë që ka një tipar te dallueshëm e të përhershëm; cilësinë që dallon
dike a diçka nga një tjetër, atë që është karakteristik për dike a për diçka dhe e kufizon nga të tjerët. *Men-dim prej revolucionari. Pamje prej luftëtari. Sjellje prej komunisti. Qëndrim prej burokrati. Dallohet prej flokëve. E njohu prej syve. E kuptova prej zërit.*
12. Kohën kur nis një veprim, fillimin e një pe-riudhe kohe tëcaktuar; sasi kohe. *Prej kohësh (prei shumë kohësh). Prej me se njëzet vjetësh. Pre] vitesh nuk e kam pare. Po punojmë prej disa muajsh. Prej sot e tutje.*
13. Një periudhë të caktuar kohe (së bashku me një emër tjetër me parafjalët në, deri në); nga. *Prej mëngjesit deri në mbrëmje. Prej ores katër deri në shtatë. Prej ftllimit deri në mbarim.*
14. Shkakun a arsyen e diçkaje; shkaktarin e diçkaje; nga. *E bëri prej frikës (prej dëshpërimit). V dogj prej vapës. Ishin tretur prej urisë. E ka prej lodhjes. Vdiq prej pike. Prej tij e pati atë të keqe.*
15. Sendin a gjedhen, sipas të cilit a sipas së cilës veprohet ose bëhet diçka; nga. *Frymëzohemi prej he-roizmit të dëshmorëve. Marrim shembull prej më të përparuarve.*
16. Njeriun më të cilin përcaktohet një lidhje afrie a gjaku, vijën a anën e lidhjes; nga. *Kushëri prej nënës (prej babait). Mik prej vëllait.*
17. Sasinë e diçkaje sipas një mase të caktuar. *Ngastër prej dhjetë hektarësh. Miting prej mijëra* ve-*tësh. Me shpejtësi prej pesëdhjetë kilometrash në ore. Thellësi prej gjashtë mijë metrash.*
18. Njeriun veprues ose sendin veprues; nga. *Ush-tonte pylli prej erës. Mora letër prej motrës. Është nënshkruar prej saj.*
19. Vend, marrëdhënie në hapësirë ose sasi (në disa togje me ndajfolje); nga. *Prej afër. Prej poshtë.*
II. *lidh.* Përdoret, zakonisht në togjet "prej ku", "prej nga", për të lidhur një fjali të varur përcaktore me fjalinë drejtuese. *Qëndruam në një kodër të lartë, prej ku shihej fusha e gjerë.*
PREJARDHJE,~A . 1. Lindja dhe formimi i diçkaje, fillimi i diçkaje, zanafillë, origjinë. *Prejardhja e botës bimore (shtazore). Prejardhja e ilirëve (e shqip-tarëve). Prejardhja e familjes. Prejardhja e njeriut.*
2. Të qenët e dikujt në një klasë a grup shoqëror të caktuar; origjinë. *Prejardhja shoqërore (klasore). Me prejardhje punëtore (fshatare). Çfarëprejardhje ka?*
3. *gjuh.* Mënyrë e formimit të fjalëve të reja me anë të ndajshtesave fjalëformuese ose me kalimin nga një pjesë ligjërate në një tjetër. *Prejardhje para-shtesore (prapashtesore). Prejardhja në gjuhën shqi-pe.*
PREJARDHUR (i,e) *mb.* 1. Që vjen a përftohet nga diçka tjetër, që ka lindur nga një gjë tjetër; që e ka fillimin, burimin a zanafillën diku, që nuk është i pare. *Ngjyra të prejardhura.*
*2. gjuh.* Që është formuar me anë ndajshtesash fjalëformuese duke kaluar nga një pjesë ligjërate në një pjesë tjetër. *Fjalë e prejardhur. Emra (mbiemra) të prejardhur.*
PREJEMËROR,~E *mb. gjuh.* Që është formuar nga një temë emërore. *Folje prejemërore.*
PREJFOLJOR,~E *mb. gjuh.* Që është formuar nga një temë foljore. *Emër (mbiemër) prejfoljor.*PREJPJESOR,~E *mb. gjuh.* Që është formuar nga një pjesore. *Mbiemri prejpjesor.*
PREJSE *lidh. bised.* Ngaqë, meqë. *Prejse ishte e lodhur, e mori gjumi menjëherë.*
PREK *kal.,* ~A, ~UR. 1. Përkas a takoj lehtë me dorë ose me diçka tjetër, çik pale dike a diçka; arrij ta takoj me dorë, me gishta etj. *Preku flokët. Preku murin. E preku në sup (në krah). Prek me dorë (me gisht, me shkop). Prek lehtë (pak). Mos e prek, se e fëlliq! E bardhë është edhe bora në mal, por po ta prekësh mërdhin. fj. u.* jo çdo gjë që është e bukur a e ndritshme, është doemos edhe e mirë; pamja të gënjen.
2. edhe *jokal.* Has a takoj në diçka; çik, përkas; zë. *Preku në mur (në tavan). Topi preku rrjetën. Nuk e preku plumbi fare. Anija preku fundin e detit. Preku në fund të lumit. Degët prekin në tokë. Nuk prekte në tokë. Sapo prekën rrezet e diellit në majat e maleve,*
3. Vë dorën, gishtin etj. mbi diçka; provoj me dorë a me gisht; marr pak nga një ushqim që hahet për ta provuar ç'shije ka etj., zë me dorë, ngas. *I preku pulsin (ballin). E preku me gisht. Mos e prekni bukën (mishin) përpara se ta blini! Nuk e preku fare gjellën (byrekun). Preke pak këtu!*
4. *vet. veto HI fig.* Ka të bëjë, lidhet me diçka; përket, çik. *Nuk e prekën fare atë çështje në mbledhje. Forcimi cilësor i shkollës prek në radhë të parë brendinë e mësimit dhe të edukimit.*
5. Marr diçka që zakonisht nuk me takon; e trazoj a e ngacmoj diçka a dike me dorë a me diçka tjetër për të luajtur etj., nuk e lë të qetë; ngas. *S'e prek gjënë e huaj. Mos i prekni pemëtl Ku s'ke vënë mos prek! fj. u. Mos me prek! Qan pa prekur. S'e preku askush. Mos e prek ntacen, se të gërvisht! Mos e prek gjarprin në bisht, se të ha në gisht! fj. u.*
*6. fig.* Cenoj diçka që mbahet si e shenjtë a e shtrenj-të; shkel diçka që mbrohet nga ligji ose nga shoqëria; vë dorë, cenoj; dhunoj. *I preku nderin. U prekën të drejtat. Prek interesat e dikuj t. I ashtuquajturi sistem i vetadministrimit punëtor nuk e prek pronën kapitaliste. Armiqtë i pret Vdekja, po të prekin ku-fijtë tanë.*
7. Merrem pak me një punë a me një veprimtari të caktuar (zakonisht me mohim); bëj; mësoj, studioj pak.

*S'prekte asnjë punë në shtëpi. Nuk e kishte prekur algjebrën fare dje. Nuk preku asnjë mësim. Nuk ka prekur gjë me dorë sot.*
8. Bëj ndryshime në një dorëshkrim a në diçka tjetër, vë dorë. *E preku thellë romanin. Nuk e ka prekur shumë. I kishte prekur pak këngët popullore të mble-dhura nga bashkëpunëtorët.*
9. *vet. veta III.* I bie, e zë, e kap (një sëmundje); i bie dhe e prish pak, e godit, e dëmton, e cenon. *E ka prekur tuberkulozi. Sëmundja preku pulat (pë-Humbat). I ka prekur vrugu fasulet. I preku bryma do-matet. I preku moti i keq (lagështia) pemët.*
10. *fig.* I ngjall dikujt ndjenja të thella, i lë mbresa, e mallëngjej; i shkaktoj dhembje shpirtërore, e shqe-tësoj shumë, e trondit; e fyej. *E preku shumë qortimi i mësuesit. E preku në seder. Me preku fjala (sjellja) c tij. Na preku të gjithëve ajo ndodhi. Qe një histori që të prekte.*
11. *vet. veta III.* Vepron mbi dike a mbi diçka dhe lë gjurmë, ushtron ndikim, kap, përfshin, shtrihet, përhapet. *Greva preku shumë qytete. Papunësia ka prekur gjithë botën kapitaliste e revizioniste. Ngritja e çmimeve në vendet kapitaliste e revizioniste prek gjithnjë masat e gjera punonjëse. Kriza ka prekur thellë dollarin amerikan.*
12. *fig.* Shtjelloj shkurt a kalimthi një çështje, një problem etj., flas shkurt për diçka; çek, zë në gojë, përmend. *Preku vetëm thelbin e çështjes. Preku shumë gjëra, por nuk u thellua. Kilo çështje i prekën para-folësit. Mos e prek atë punë!*
• E preku (e sbkeli) në kallo (në lyth) *dike shih te* KALLO,~JA. E preku në plage *dike* i përmendi diçka të hidhur a diçka që i shkakton dhembje shpirtërore, i ngacmoi plagën. la preku (ia gjeti) telat *dikujt shih tek* TEL,~I. E preku he tela *dike shih tek* TEL,~I. S'e prek token *dikush* a) mbahet më të madh, e mban hundën përpjetë, i duket vetja se ku-shedi se ç'është; b) nuk ka lidhje me masat e gjera, nuk e njeh bazën, jetën e gjallë. I preku xhepin *dikujt shih te* XHEP,~I. Me preku në zemër (në shpirt) *shih te* ZEMËR,~^RA. Ecën (vrapon) pa prekur në tokë ecën (vrapon) shumë shpejt, ffuturon. I preku buza në gaz *dikujt* buzëqeshi lehtë, vuri paksa buzën në gaz. S'e prek dot as me pupël (as me pendë) *dike shih te* PUPËL,~LA.
PREKATAR,~E *mb.* 1. Që di të sillet më të tjerët, që di si t'ia thotë dikujt një gjë, që di se ku e prek dike, që ka takt. *Plak (burrë) prekatar. Grua prekatare.*
2. Që di t'i bjerë mirë një vegle muzikore, që të prek e të mallëngjen kur i bie një vegle muzikore.
3. *Përd. em,* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Ishte prekatar i madh.*
PREKEM *vetv.* 1. Ndiej thellë, emocionohem, me lë mbresa diçka, mallëngjehem; ndiej dhembje shpirtërore për diçka, shqetësohem shumë, tronditem; fy-hem. *Preket shumë (lehtë, shpejt). U prekën thellë nga fjala e tij.*
2. Sëmurem nga një sëmundje, me bie një sëmundje (për frymorët dhe bimët); *vet. veta III* dëm-tohet, cenohet. *Është prekur nga tuberkulozi. V prekën bimët nga vrugu (nga bryma).*
3. *Pës. e* PREK.
•• Nuk preket (as) me krënde *shih te* KRËND,~I. Nuk preket (as) me pupël (as me pendë) *dikush shih te* PUPEL, ~LA.
PREKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Vrugu i bi-mëve. *ra preku grurit (misrit, duhanit, rrushit).*
PREKË,~A ii . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Pika të murrme a të kuqërreme që u dalin disa njerëzve zakonisht në fytyrë. *Fytyrë me preka. Ka preka.*
2. Gropëza a shenja që lë lija në fytyrë; quka. *Preka lie.*
*3. fig. vjet.* Njollë, damkë. *Preke e ligë.*
PREKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. *zool.* Brirth, antenë.
2. *muz.* Tast.
PREKËS,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me ndijimin e të prekurit, që provohet me anë të prekjes. *Ngacmues prekës.*
2. Që ka mani të prekë çdo gjë që sheh, që nuk i rrihet pa prekur diçka; *keq.* që ka mani a zakon të vjedhë. *Djalë prekës.*
*3. fig.* Që të ngjall ndjenja lë forta, që të lë mbresa.mallëngjyes. *Cast prekës. Fjalim prekës. Skenë pre-këse. Bukuri prekëse. Tregim prekës.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *hhte prekës i madh (i pandreqshëm).*
PREKJE,~A 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljcve PREK, PREKEM. *Prekja e mushkërive nga sëmundja. Ndalohet prekja me dorë!*
2. Aftësia e njeriut a e kafshës për të ndijuar diçka duke e prekur; të prekurit. *Shqisa (ndjesia) e prekjes. Provoj me anë të prekjes.*
3. Lidhje; kontakt. *Ka prekje. Është në prekje.*
PREKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të preket me dorë a me diçka tjetër; që mund të kapet Dga shqisa e të prekurit. *Vetitë e prekshme të sendeve.*
*2.* Që mund ta zërë një sëmundje; që mund të ce-nohet lehtë. *prekshëm nga sëmundjet. Ky lloj rrushi është shumë i prekshëm nga hiri. Bimë e prekshme nga bryma.*
3. Që ndikohet lehtë nga diçka, që i nënshtrohet lehtë veprimit e ndikimit të diçkaje, e cila mund të lërë gjurmë. *Shtresë më e prekshme nga ndikimi i huaj.*
4. *fig.* Që preket në ndjenja a fyhet shumë lehtë; që shqetësohet shumë shpejt; që nuk duron fare, që mallëngjehet shumë lehtë; që i vjen keq për këdo e për gjithçka, shumë i ndjeshëm. *Njeri i prekshëm. Vajzë e prekshme. Zemër e prekshme.*
5. *fig.* Që të prek; prekës, i thekshëm. *Ndarje e prekshme. Cast i prekshëm. Fjalë të prekshme. Histori e prekshme.*
*6. fig.* Që kapet a kuptohet lehtë; i dukshëm e i qartë. *Problem i prekshëm nga masat. Përmirësim i prekshëm.*
PREKSHMËRl,~A . *libr.* 1. Të qenët i prekshëm nga një sëmundje a nga diçka tjetër. *Prekshmëri e lartë (e theksuar). Prekshmëria nga vrugu.*
2. Ndjeshmëri. *Prekshmëria e organit të tretjes.*
PREKUR,~IT (të) *as.* Njëra nga të peso shqisat: mundësia dhe aftësia për të ndijuar e përceptuar diçka me anë të lëkurës a duke e prekur; prekje. *Shqisa e të prekurit.*
PREKUR (i,e) *mb.* 1. Që është prekur nga një sëmundje; i sëmurë. *Fidanët e prekur. Pemët (kokrrat) e prekura. Kafshët (bagëtitë) e prekura. Bletët e pre-kura.*
2. *bised.* Që është prekur nga tuberkulozi. *Njeri i prekur. Ishte i prekur.*
3. *fig.* Që ka përbërje a prejardhje politikosho-qërore jo të mirë, që është prekur nga reformat e pushtetit popullor. *Njeri i prekur.*
4. *fig.* Që ka mbresa të thella për diçka, i maliën-gjyer; që ndien dhembje për dike a për diçka; i tron-ditur, i

shqetësuar shumë; i fyer. *prekur në seder. Ishte shumë i prekur. E ndjente veten të prekur.*
5. *Përd.* em. sipas kuptimeve 2,3 të mbiemrit. *Të prekurit dhe armiqtë. Petkat e të prekurit.*
PRELAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zyrtar i lartë i kishës katolike (kardinal, peshkop, abat, etj.), që ka pushtet në një rreth të caktuar (në vendet ku vepron kisha katolike).
PRELUD,~I *m. sh.* ~E, ~ET. i. *muz.* Pjesa hy-
rëse në një vepër muzikore; pjesë e vogël muzikore, që qëndron me vete. *Preludi i iimfonisë. Prelud për piano.*
*2. fig. libr.* Diçka që i paraprin një ngjarjeje, një veprimtarie etj. ose që shërben si fillim i diçkaje tjetër. *Preludi i revolucionit (i ngjarjeve të mëdha). "Paqja e Munihutb u be preludi i Luftës së Dytë Botërore.*
PRELL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shullë. *Rrinin (ku-llotnin) në një prell.*
PRELLISHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Vend i hapët që e rreh dielli gjithnjë, shullë, prell i gjerë.
PREMIERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *art.* Shfaqja e parë e një pjese teatrale, e një filmi, e një baleti, e një estrade etj.; shfaqje që jepet për here të pare. *Premiera e një drame (e një opere, e një baleti). Pre-miera e parë e vitit. Përgatitën (dhanë) një premiere. U shfaq (u dha) premiera.*
PREMlSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Secila nga dy pjesët e para të një silogjizmi, nga të cilat del një për-fundim; diçka që është thënë me pare, nga e cila nxirret një pohim i njohur ose mbi të cilën mbështetet një përfundim. *Premise e drejtë (e gabuar). Niset nga një premise e vërtetë.*
*2.* Kushti paraprak i një dukurie, shenja e parë e diçkaje, rrethana fillestare prej nga nis diçka, para-kusht. *Premise kryesore (themelore, e rëndësishme). PremiSat objektive (subjektive). Premisat politike (eko-nomike, historike). Krijon premisat e nevojshme.*
PREMTE,~JA (e). Dita e pestë e javës, që vjen pas së enjtes.
• E premtja e zezë (e madhe) *el.* dita kur është varrosur Krishti (sipas legjendës fetare të krishterë).
PREMTfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit 1 të foljes PREMTOJ.
2. Fjala që jep dikush ose zotimi që merr për të bërë diçka; shpresa a siguria që dikush i jep një tjetri për diçka, për t'i mbaruar një punë etj. *Premtim i bujshëm. Premtime të zbrazëta (boshe). I dha (e mbajti) premtimin. E shkeli (nuk e mbajti) premtimin e dhënë.*
3. *bised.* Diçka për të cilën dikush ka dhënë fjalëp ta bëjë, ajo gjë që dikush ia ka premtuar një tjet;i. *He, ku i ke premtimet?*
PREMTIMDHËNËS,~E *mb. libr.* Premtues.
PREMTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Jap fjalën se do ta kryej një punë, e marr përsipër ta bëj diçka, jap një premtim; e siguroj dike se do t'ia jap atë që me kërkon; zotohem. *premtoi një libër. Me pati premtuar se do të vinte (se do të me shkruante). Prem-tuan se do të punojnë me forca të shumëfishuara.*
*2. jokal.* Jap shpresa se do të bëhetn i mirë, ngjall shpresa se do të përparoj në një drejtim të caktuar etj. *Ai djalë premton shumë.*
PREMTUES,~E *mb.* Që të ngjall shpresa për të ardhmen, që të jep shpresë, shpresëdhënës; që duket se do të ecë e do të përparojë më tej, se do të ketë arritje të mira etj. *Përgjigje premtuese. Lajm premtues. Shenja (rezultate) premtuese. Vështrim premtues. Bu-zëqeshje premtuese. Të dhëna premtuese. E ardhme premtuese. Krijime premtuese. Këngëtar (aktor, spor-tist, at let) premtues. Fillimt është premtues.*
PREPARAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* I. Prodhimkimik a farmaceutik që përdoret për qëllime të ndrysh-me; lëndë kimike e përgatitur për kërkime dhe ek-sperimentime; përgatesë. *Preparat kimik (farma-ceutik, mjekësor). Preparat radioaktiv. Preparat i ri (i fuqishëm).*
2. Pjesë e marrë nga një organizëm bimor a shtazor, i përgatitur posaçërisht për vëzhgime, për studime a për qëllime mësimore. *Preparat bimor (shtazor), Preparat i lëngët.*
PREPOTENCË,~A . *libr., keq.* Force që dikush e përdor për të trembur, për të detyruar a për të shtrën-guar një tjetër të bëjë ashtu si thotë ai; pushtet që një nëpunës burokrat e shpërdoron për të urdhëruar të tjerët të bëjnë ashtu siç do ai, pa marrë mendimin e tyre ose pa u këshilluar fare me masat punonjëse; mujshi. *Sillej me prepotencë. E kritikuan ashpër për prepotencë.*
PREPOTENT,~-'E *mb. libr., keq.* I. Që përdor fforcën për të detyruar ose për të shtrënguar një tjetër të bëjë ashtu si thotë ai; që shpërdoron pushtetin për të bërë ashtu siç do ai, pa marrë mendimin e të tje-rëve ose pa u këshilluar me masat punonjëse; që e quan veten më të fuqishëm e më të pushtetshëm se të tjerët; mujshar; që është karakteristik për një njeri të tillë. *Nëpunës prepotent. Sjellje prepotente. Veprim prepotent.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Qëndrim (përgjigje) prej prepotenti.*
PRERAS *ndajf.* Prerë. *la tha preras. lit përgjigj preras.*
PRERAZI *ndajf.* Prerë. *Foli prerazi. la priti (iu përgjegj) prerazi. Kundërshtpi prerazi.*
PRERË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Vendi i prerë a i çarë me thikë, me brisk etj.; prerje. *I dhemb e prera. Ka shumë të prera.*
2. Dhembje e forte e therëse; prerje, sëmbim. *Kant të prera. Me dhemb (me vjen) më të prera.*
PRERË,~T (të) *as.* Kalim drejtpërdrejt përmes një hapësire, kalim mes për mes, në rrugën më të shkurtër. *ranë fushës (pyllit) më të prerë* i ranë mes për mes, trup.
PRERË (i,e) *mb.* 1. Që është ndarë nga një e tërë me një vegël të mprehtë (me thikë, me sëpatë etj.); që është bërë pjesë-pjesë. *Dru të prera. Djathë (sallam)* i *prerë.*
2. Që është shkurtuar, rrafshuar, krasitur, korrur, kositur etj. me një vegël prerëse, që është prerë. *Vajzë me flokë të prerë. Pemë të prera. Pyll i prerë. Livadh (bar) i prerë. Miser i prerë. Me kokë të prerë. E ka një këmbë të prerë.*
3. *gjeom.* Që ndërpritet a këputet, që nuk vijon më tej; që është prerë me një rrafsh. *Vijë e prerë. Kan* i *prerë.*
4. Që e ka majën si të shtypur a si të prerë, jo me majë; që ka pjerrësi të madhe, që shtrihet pingul ta-tëpjetë, thikë. *Maja Vjen pak e prerë. Brigje të prera.*
5. Që vjen i hollë e si i tërhequr, që s'është i gjerë a i trashë. *Me vetulla të prera. Me tipare të prera. Hënë e prerë* hënë e ngrënë.
6. I vendosur përfundimisht, që nuk mund të ndry-shohet a të diskutohet, përfundimtar; urdhërues, ka-tegorik. *Çmime të prera. Urdhër i prerë. Kërkesa të prera. Vendim (qëndrim) i prerë. Përgjigje e prerë.*
*Mendim (gjykim) i prerë. Është i formes së prerë. zyrt. Me ton të prerë. Foli në mënyrë të prerë (me fjalë të prera).*

7. I rreptë në kërkesa a në zbatimin e detyrave, që nuk bën lëshime; që e thotë diçka hapur, shkoqur e pa shumë fjalë, që nuk ta zgjat; që flat në mënyrë të përpiktë e shkurt. *Njeri i prerë. Tregohet (është) i prerë.*
8. *sport.* Që merr me shpejtësi një drejtirn tjetër, që gjuhet prerazi; i shpejtë dhe i forte (për një gjuajtje). *Gjuajtje e prerë. Top i prerë.*
9. I thartuar e i mpiksur; i prishur; që i është hedhur brenda diçka tjetër. *Qumësht i prerë. Verë e prerë* verë me ujë.
10. Që s'ka pike fuqie, i këputur; që shpreh lodhje të madhe a rraskapitje; i mekur. *kam këmbët (duart) të prera. Jam me gjunjë të prerë. U rrëzua i prerë. U lëshua* i *prerë në shtrat. Fliste me zë të prerë.*
• I ka duart të prera (krahët të prerë) *dikush* nuk ka fuqi të veprojë, ia kanë ndrydhur a ia kanë pakësuar shumë forcat e mundësitë. I ka thonjtë të prerë *dikush shih te* THUA, THOI. Është e prerë me thikë *diçka* është e vendosur njëherë e mirë, s'mund ta ndryshojë askush. Erdhi (shkoi, rri) me kokë të prerë *dikush* erdhi (shkoi, rri) si i vrarë, shumë i dëshpëruar (nga njëe keqe që e ka gjetur a nga një goditje e rëndë që i është dhënë).
PRERË *ndajf.* 1. Me pak fjalë, pa e zgjatur, shkurt; në mënyrë të prerë, në mënyrë të vendosur; troç, hapur; në mënyrë të qartë, shkoqur. *Foli prerë. U përgjigj prerë. Urdhëroi prerë. Shprehet prerë. Dallohet prerë. E përcaktoi prerë.*
*2.* Mes për mes e drejt, shkurt, trup. *ra fushës (pyllit, malit) prerë.*
3. *si fj. ndërm. bised.* Patjetër, pa dyshim. *Prerë, (që) do të niset.*
4. Buzë me buzë, rrafsh. *Një shinik prerë me miser. E mbushi prerë.*
PRERËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Punëtor a mjeshtër që punon me një vegël a me një makinë prerëse, që pret diçka në një proces prodhimi a pune. *Prerës xhami. Prerësit e lëndës së drurit. Prerësi i llamarinës. Prerësit e tullave (e tjegullaVe).*
*2.* Prestar.
3. *tek.* Prerëse.
4. Ai që ka prerë një monedhë. *Prerësit e monedhës.*
PRERËS,~E *mb.* 1. Që shërben për të prerë; që është i mprehtë e mund të presësh diçka me të; që bëhet me mjete që presin. *Vegël (pajisje, makinë) prerëse. Pjesa prerëse. Sharrë prerëse. Pinca prerëse* pinca të posaçme që përdoren për të prerë tela ose llamarino të hollë. *Pykë prerëse. Dhëmbët prerës. zool. Punime prerëse* (në miniera ku priten shtresat e mineralit).
2. Që të pret si me thikë, i mprehtë. *Cifla prerëse. Gjethe prerëse.*
3. *gjeom.* Që bie mbi një vijë, mbi një rrafsh a mbi një trup tjetër, që e kryqëzon; që pritët në dy a me shumë pika; që ka vetëm një pike të përbashkët me një drejtëz, me një rrafsh a me një trup. *Drejtëz prerëse. Rrafshe (plane) prerëse.*
4. *si em.* ~, ~I *m. kryes. sh.* ~, ~IT. Dhëmbët e përparmë që shërbejnë për të prerë, për të. këputur a për të brejtur diçka. *Prerësit e kalit (e lepurit).*PRERËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* PRE-RËS,~I i,2, *Prerëse batanijesh. Prerësja e biskotave. Prerësja e rrobave. Punon si prerëse.*
*2. tek.* Pajisje, mekanizëm a pjesë e një mekanizmi, e cila shërben për të prerë; përdorëse që shërben për të prerë diçka; ana e tnprehtë e një vegle prerëse, presë, teh. *Prerëse elektrike. Prerëse xhami (qelqi). Prerëse gurësh (mermeri, metali). Prerëse thonjsh. Pastroi (mprehu) prerësen.*
PRERJE,~A . *sh.* ~E, ~'ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PRES i, PRITEM i. *Prerja e lëndës së drurit (e pyllit). Prerja e ujit (e energjisë elektrike). Prerja e dy drejtëzave. mat. Prerja e marrë-dhënieve me dike. Makina e prerjes. Kurs për prerje e qepje.*
*2. spec.* Sipërfaqja që del kur presim ose kur e për-fytyrojmë të prerë një trup dhe paraqitja e saj në vi-zatim për një qëllim të caktuar. *Prerje tërthore. Prerje horizontale (pingule). Prerje gjeologjike* paraqitje e shtresave të tokës dhe e mënyrës së vendosjes së tyre për qëllime studimi.
3. E çarë në trupin e një njeriu, të një kafshe a në trangun e një druri ose e çarë në një rrobë, që është bërë me thikë, me brisk etj.; e prerë. *Iu mbyll prerja. E pllakosi prerjen me duhan. la qepi prerjet.*
4. Vendi ku pritet a ndërpritet diçka. *Prerjet e telit.*
5. Dhembje e forte, therje, e prerë; sëmbim. *Prerje barku. Ka prerje.*
*6. fig.* Rrafsh. *Në prerjen bashkëkohore (historike).* + Prerja e artë *mat., art. shih tek* ARTË (i,e).
PRES i *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Heq një pjesë nga e tëra me një përdorëse a mjet të mprehtë (me thikë, me gërshërë, me sëpatë etj.); ndaj diçka në pjesë, e bëj pjesë-pjesë me një vegël të tillë. *la prenë degët e that a. Pres anët e letrës (e teneqesë). Pres bukën (mollën, pjeprin, mishin). Pres dm* bëj dru në pyll. *Preu shiritin* (kur inaugurohet një vepër) inaugu-roi, përuroi. *Pres me thikë (me sëpatë, me gërshërë, me sharrë). Pres me dysh (me tresh). E preu thela-thela (copa-copa). E preu për së gjati (për së gjeri).*
2. Shkurtoj, heq, krasit, korr, kosit, rrafshoj etj. diçka me një përdorëse a mjet të mprehtë. *Preu flokët* i shkurtoi ose i hoqi fare. *Pres thonjtë. Pres misrin* korr misrin. *Prenë pyllin. E preu mollën se u tha. la prenë këmbën (dorën, gishtin). la prenë kokën. I preu kërthizën. Prenë vreshtin* e krasitën.
3. Çaj së gjati një pjesë të trupit me thikë, me brisk, me sëpatë, me sharrë etj., plagos me një mjet të tillë. *Preu gishtin (dorën, këmbën). E preu pak ber-beri. E preu me brisk (me xham). E ka prerë thellë.*
4. *Bised.* Ther me thikë a me një vegël tjetër të mprehtë. *Preu një dele (një dash, një pule), la prenë djalin nazistët.*
5. Vras në masë, ther shumë vetë; shfaros me shu-micë, grij. *Armiqtë vranë e prenë pleq, gra e fëmijë. E prenë armikun në qafë të malit. E prenë bletën* e mbytën bletën për t'i marrë mjaltin. *la preu lia pulat. E preftë murtaja (kolera, e zeza, mortja)! mallk.*
*6. jokal. vet. veta III.* Është i mprehtë, mund të ndajë lehtë një pjesë nga e tëra, të çajë diçka etj. (për thikën, gërshërën, sëpatën etj.). *Thika (sëpata) nuk priste mirë. Ky brisk nuk pret. Sharra priste shumë.*
7. E çaj me diçka të mprehtë; *vet. veta HI* hyn në mish dhe e can si me thikë; futet diku dhe e can.
*ka prerë këmbët nëpër truskë. I preu gishtin një gjethe (një rrasë e hollë, një xham). M'ipreu spangoja duart. E ka prerë litari. E preu me dhëmbë.*
8. Ndaj me gërshërë një cope stofi, basme etj. në pjesë sipas përmasave të trupit kur qep një kostum, një fustan etj.; qep një petk të ri. *Pres një kostum (një pallto, një*

*pale pantallona, një fustan, një këmishë). Di të presë e të qepë.*
9. Caktoj a shënoj me përpikëri kufijtë e diçkaje, i vë shenjë kuflri; e ndaj a e bëj diçka sipas një forme, një kallëpi etj. *Prenë themelet e ndërtesës. Presin tulla (tjegulla). Pres me vija.*
10. Ndaj me diçka, e bëj në pjesë; *vet. veta III* e takon dhe e ndan me dysh, me tresh etj. *E preu me një vijë. E preu arën me katërsh me hendek. Lumi e pret fushën me dysh. E pret pak në cepa. Vija AB pret Vijën CD. gjeorn.*
11. Prodhoj e nxjerr në qarkullim një monedhë të re (zakonisht të metaltë). *Këtë monedhë e kanë prerë ardianët.*
12. Marr një biletë, një faturë etj. kundrejt nje pagese; marr një dokument për një porosi a për diçka tjetër. *Premë bileta për teatër. Preu fletëdaljen (fletë-porosinë, faturën).*
13. Kapërcej rrugën kryq përpara dikujt; i dal përpara dikujt në rrugë dhe e pengoj të shkojë më tej; i zë udhën, e ndaloj ose i ndërroj drejtimin; kthej. *Na preu rrugën një gjarpër. U pres ballin deleve* i kthej në një drejtim tjetër. *Prite kalin (dhinë) se ikul*
14. edhe *jokal. bised.* Kaloj drejt e mes për mes një hapësire nga bie me shkurt; i bie, shkoj; kthej; bie. *Prenë djathtas (majtas). Prenë në një rrugë anësore. Preu përmes arave (fushës, pyllit). E preu timonin majtas (djathtas). Pret shkurt (gjatë) rruga andej.*
15. *fig.* Them diçka shpejt dhe në mënyrë të ven-dosur; i përgjigjem menjëherë e shkurt për të mos e lënë dike të flasë a të vijojë më tej. *S'është ashtu — ia preu tjetri. la preu shkurt (ashpër). la preu aty për aty. Ma preu* me tha fjalën e fundit, me tha men-dimhi e tij të pandryshueshëm.
16. *fig. bised.* Caktoj diçka përfundimisht (një çmim, një dënim, një afat etj.); vendos, e ndaj men-djen. *Nuk ia preu çmimin (pazarin). Prenë ditën e dasmës. Nuk e ka prerë ç'zanat do të marrë. E prenë të niseshin bashkë.*
17. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore) fig.* Me than, me ngrin; me hyn deri në palcë. *Me preu era. Na preu të ftohtët (acari, dimri). Të pret veriu (thëllimi).*
18. *jokal. vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore) fig.* Me dhemb shumë, me ther, me sëmbon (një pjesë e trupit). *Me pret barku. Me pret në shpatull.*
19. *fig.* Ndaloj diçka që kam nisur, e lë, ndërpres punën e dikujt a të diçkaje; nuk e lë të vijojë tutje, e ndal, ndërpres. *E preu duhanin (rakinë)* e la, nuk e pi me. *I prenë punimet. E preu këngën (bisedën, punën, lojën). I prenë shakatë. Na e prenë ndihmën. U prenë ujin (dritën). Ia preu gjakun. I pritnin rrogën (bukën). Ia preu sisën foshnjës. Ia preu fjalën (në mes)* nuk e la të fliste me; e ndërpreu kur fliste. *Epreu shoqërinë me të. I prenë marrëdhëniet.*
20. *fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* E dobësoj a e pakësoj diçka; ia ul ose ia ndal forcën, vrullin etj.; shkurtoj, këput. *Iapreu vrullin (hovin). Ia preu vrapin. Ma preu fuqinë. Ia preu oreksin. M'i preu këmbët (gjunjët, krahët, duarl). Na preu e përpjeta* na lodhi shumë, na këputi. *E preu vdekja e djalit (ai lajm i hidhur). Ai bar ua prel qumështin bagëtive.*
21. I shtie supës diçka zakonisht të thartë për ta përgatitur lëngun sipas një mënyre të veçantë; i hedh qumështit, hirrës etj. tharm ose diçka tjetër për ta mpiksur; mpiks. *E preu qumështin djathë (gfizë). E preu supën me Union (me vezë). Preu pekmezin.*
*11. fig.* Nuk e tnbaj fjalën a besën që i kam dhënë dikujt; e tradhtoj dike, i dal i pabesë, e lë në baltë. *E preu në besë* nuk ia mbajti besën e dhënë. *E preu në fjalë* nuk e mbajti fjalën, e gënjeu.
23. edhe *jokal. fig. bised.* Kap, kuptoj; mendoj, e inarr me mend. *Siç ma pret tnua. Ashtu ma preu. Aq ia pret atij. Nuk ia pret fare. Pret hollë. Nuk ia pret mendja. S'ia pret mendja (koka, fiqiri, poçi)* edhe *poh. Nuk ma priste mendja se...*
24. *fig. bised. (me një trajtë të shkurtër lë përemrit veior në r. kallëzore).* Kam shumë nevojë për dike a (lëshirë për diçka, këputem për të; s'duroj dot pa të, e dua shumë; kam nevojë të ngutshme për të bërë diçka, mezi duroj, s'më durohet. *E preu për gjumë* i flihet shumë. *Me preu për bukë (për të ngrënë)* me hahet shumë. *Nuk me preu për atë njeri* nuk kam mall për atë njeri, aq me bën për të. *E preu uria. E preu ujët e hollë.*
25. Ia marr këngës pas këngëtarit të parë me zë plotësues, ia kthej me zë të dytë. *Njëri ia men e tjetri iapret. Ia priste bukur.*
*k* I preu bishtiu *dikujt* ia hoqi gjërat e tepërta që ka e nuk i meriton. Ia preu me brisk *shih te* BRIS'K, ~KU. Ia preu me cakorre *dikujt shih te* CAKORRE, ~JA. E preva derën *e dikujt* nuk shkoj më të dikush. Ia preu derën *dikujt* nuk e lë të hyjë e të dale diku, ia mbylli hyrjen; nuk e qas me në-shtëpi. Ia preu (ia shkurtoi) dorën (duart) *dikujt shih te* DOR Ë,~A. I preu (i shkurtoi, i thau) duart (dorën, krahët) *shih te* DORË,~A. i ka prerë një gërshërë (janë prerë me një gërsbërë) *shih te* GËRSHËRË,~A. Ia prenë gë-zofin *shih te* GËZOF,~I. E preu gojën *dikush* a) është në agoni, po vdes e nuk flei dot; b) nuk flet me; nuk kërkon dot me asgjë. Preu gozhdë (thumba) mërdhiu shumë, ngriu së ftohti. Ia preu me hanxhar *shih te* HANXHAR,~I. Sikur i ka prerë kërthizën *shih te* KËRTHIZË,-'A. E pres kokën! e them me bindje të plotë diçka, jam shumë i sigurt. I ka prerë kokën *dikujt* i ka ngjarë krejtësisht, është gjallë ai. I preu (i këputi) lakun *dikujt shih te* LAK,~U. Pret (vret) larg *shih te* LARG. Ia preu litarin *dikujt shih te* LJTAR,~I. E preu malli (barku) për *dike a për diçka! iron,* nuk e men malli për të, as që do ta shohë me sy. Ta pret mendja! sigurisht, na-tyrisht, vetëkuptohet. I pret edhe myka *shih te* MYKË, ~A. Ia preu orën (ditën, jetën) *dikujt* e vrau, e vdiq. Pret perin *d i k u s h* është shumë i hollë nga mendja, është shumë i zgjuar e i mprehtë. Pret e qep *dikush* ç'thotë ai bëhet, ka në dorë edhe gurin edhe arrën. Ia pres rrënjët *diçk aje* e zhduk me rrë-një diçka në mënyrë të tillë që të mos shfaqet me. Pres (shkul, përmbys) nga rrënjët (me rrënjë) *shih te* RRËNJË,~A. I pres rrugën (udhën, shtegun) *diç-kaje* marr masa që më parë që të mos ndodhë a të mos zhvillohet me, ia mbyll shtegun, e ndaloj. Iapreu (i ra) me sëpatë *shih te* SËPATË,~A. I ka prerë një sharrë *shih te* SHARRË,~A. E pres (e ndaj)
me thike *diçka shih te* THIKË,~A. Ia preu thonjtë *dikujt shih te* THUA, THOI. Ia preu veshët *dikujt* e bëri që të mos mbahet më të madh, ia uli hundën, e bëri që t'i bien pendët. Ta pret xhokën *dikush* të bën zap, ta mbledh, t'i fut të dyja këm-bët në një këpucë. Vriste c priste *shih te* VRAS. Gjuha pret hekurin (can gtn-in, can shkëmbin) *fj. u. shih te* GJUHË,~A i. I preu drutë shkurt *me dike shih*

*te* SHKURT. I pret me dy tehe *dikujt shih tek* TEH,~U. I pret gjuha (goja) brisk (gozhdë, hekur) flet rrjedhshëm dhe me mprehtësi; ta jep përgjigjen menjëherë; është shumë i zgjuar. Preje (shkurtoje) gjuhën! *shih te* SHKURTOJ- Eshtë për t'i prerë (për t'i rrëmbyer) kokën *shih te* RRËMBEJ. Është "pre e mos kosit" flet shumë dhe vend e pa vend, flet kot. Pre mish e ha *shih te* MISH,~I. S'ia pret njeri qimen (perin) është i zoti e i zgjuar, nuk mund t'ia hedhë dot njeri, s'e mashtron dot. Ka prerë para të madbe *dikush* ka fituar shumë para. Ia preu thekun gruas *vjet. shih te* THEK,~U i. I priste shpata (palla, kordha, jatagani, sëpata) djathtas e majtas (nga të dyja anët) flistë e vepronte si donte vetë, s'pyeste për të tjerët. Nga një anë të putb, nga tjetra të pret *keq.* shtihet si i mirë, por s'është i tillë, të vret natën e të qan ditën. është njeri me dy faqe. Preje për vete e vishma mua! mendo edhe për të tjerët si për vete. Mat tri (shtatë, dhjetë) here e pre një here! *fj. u. shih te* MAT.

PRES ii *kal.,* PRITA, PRITUR. 1. *edhe jokal.* Rri në një vend për një kohë derisa të vijë dikush, të ndodhë diçka, të mbarojë një punë etj. *Pres auto-busin (trenin). Pres të me vijë radha. E prita gjithë pasditen. Të pres në sxtëp~i (në orën nëntë). Pret gjahun. Pret në radhë. Pres me padurim. Priti dy ore. Pritmë pak, se erdha! Ke kohë që po pret? Priti shumë (deri në darkë). S"mund të pres me (me gjatë). Me fal, se të bëra të presësh! Pres të pushojë shiu. Priti sa priti, pastaj iku. U lodh (u mërzit) dukepritur. Me doli mjekra duke pritur.*

2. *vet. veta HI.* Është gati për dike a për diçka, mund të përdoret, të fillohet etj.; kërkon, do punën a dorën tone, është për t'u nisur, për t'u bërë etj. *Po ju pret dreka. Një veturë po e priste përjashta. Po Vajti ora, treni s'të pret. Ajo punë pret zgjidhje. Detyra të mëdha na presin.*

3. Ruaj, përgjoj; gjej; rri gati për të vepruar. *Pret rastin (çastin) e volitshëm. Pret fjalën e tij. Pret ditën (orën, kohën) kur... Presim urdhrin e komandantit. Pres njoftimin.*

*4.* Besoj se do të vijë dikush ose se do të ndodhë diçka, e quaj të mundshme; c dëshiroj të vijë a të ndodhë; shpresoj të kem diçka;parashikoj, mendoj, kujtoj. *Pres letër (përgjigje, fjalë) nga vëllai. Ajo pret fëmijë* do të lindë së shpejti. *At a presin që unë të kthehem sot. Ai pret ndihmë nga ne. I binim armikut aty ku nuk e priste. S'e prisja këtë prej tejel E ç'pret prej tij? Mos prit gjë (ndonjë të mirë) prej tij. Atdheu pret shumë nga ne. Prisja tjetër gjë. Ç'prisja e ç'më doli! Diçka pret. Prisnin shumë nga jeta.*

5. Kam përpara diçka që do të ndodhë pa tjetër dhe përgatitem për të; jam përpara diçkaje që do të vijë. *E presim festën (kongresin) duarplot. E prisja këtë. Na pret e ardhmja e sigurt. Tradhtarët i pret plu-mbi.*

*6.* edhe *jokal.* Bëj durim, duroj; lë të kalojë një kohë para se të bëj diçka, të marr një vendim etj. *Do të presësh ca, se puna nuk 7gjidhet menjëherë.Presim edhe pak para se të vendosim! Priti sa priti, past aj doli.*

7. E rrok me dorë ose me një gjë tjetër dike a diçka që vjen drejt meje, e kap diçka që me hidhet. *Priti topin Cmollën). Prite, se e hodha! E priti në prehër (me çarçaf). E priti me një dorë.*

8. Pranoj dike për vizitë; pranoj një shok, një mik a të ftuar në shtëpi; gëzohem kur me vjen dikush në shtëpi dhe e mbaj mirë, e gostit më të gjitha ç'kam. *Është njeri që të pret* është mikpritës. *Shtëpi që pret miq. Na pritën mirë. Të pret me buzë në gaz (me da-shamirësi, krahëhapur). Pret e përcjell* është shumë mikpritës; i vijnë shumë miq në shtëpi, ka shumë hyrje e dalje.

9. Dal në mënyrë të organizuar në vend in ku do të arrijë dikush për ta përshëndetur a për t'i uruar mi-rëseardhjen. *Populli priti delegatët e kongresit.*

10. I gjendem pranë dikujt, rri afër për t'i ardhur në ndihmë. *Fëmijën e priti mamia.*

11. I dal përpara dikujt që niset drejt meje, i bëj pnte. *Armiqtë i presim me pushkë.*

12. E pranoj dike për të zhvilluar bisedime, e lejoj të hyjë në zyrë për një punë, për ndonjë kërkeseëetj.; takohem me dike; e lejoj dike të vijë të me takojë e të flasë me mua. *Shoku Enver Hoxha priti delegacionet e partive komuniste (marksiste-leniniste). Në ç'orë pret drejtori?*

13. Shpreh qëndrimin a mendimin tim për dike a për diçka; i përgjigjem aty për aty (me fjalë, me ve-prime etj.) duke shprehur mendimin e qëndrimin tim për diçka. *Populli ynë e priti me gëzim Kushtetutën e Re. E pritën mirë ardhjen e tij. E priti mirë (keq) kritikën.*

14. *përd. pj.* Dale. *Prit ta shoh! Prit se s'e mora vesh. Prit Via tregoj.*

*k* I pret ditën *dikujt* man ta zërë ngushtë, i gjuan rastin që ta ketë në dorë. E priti me htradë (me turinj, me hundë e buzë) *shih te* HUNDË,~A. Pa pritur e pa kujtuar menjëherë; papandehur. Prit të presim! thuhet kur dikush rri gjatë duke pritur, nuk vepron a nuk lëviz ose e bën diçka me ngadalësi të madhe. Nuk me pret puna (koha) nuk kam kohë a mundësi; ngutem. shpejtoj. E priti ma këmbët e para *shih te* KËMBË,~A. S'ia pret luga lugën *shih te* LUGË,~A. Kape laro, prite balo! *tall, shih te* LA-RO,~JA. Një ia thotë e tjetri ia pret *shih te* THEM. Prit gomar të mbijë bar! *shih te* GOMAR,~I. Presin të ngordhë gomari (kali) që t'i marrin potkoojtë *përb. shih te* GOMAR,~I.

PRESBIT,~E *mb. mjek.* 1. Dritëgjatë; *kund.* dritë-shkurtër, miop. *Njeri presbit.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerëz). *Syze për presbitët.*

PRESË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e metaltë e briskut, e thikës, e shpatës etj. pa dorezën; ana e mprehtë e thikës, e sëpatës a e një mjeti tjetër prerës, pjesa që pret, teh. *Presë e mprehtë. Presa e thikës (e briskut, e sëpatës, e kosës, e bajonetës). Thikë me dy presa.*

2. *fig.* Goditje kryesore, ana më e mprehtë dhe më e rëndësishme e diçkaje; teh. *Presa e luftës. E drejtoi presën efjalimit nga...*

3. Vendi ku ndahet uji i kanalit a i vijës për të ujitur arën; secila nga vijat e vogla që e çojnë ujin
nëpër hullitë e një are; hulli e hapur tërthorazi me plug në një are për t'u prerë rrugën ujërave. *Ndanë presën. Ujit me presa.*

4. Ledh me gurë a cfrat në një lumë për t'u prerë rrugën peshqve.

• Është (qëndron) në presë (në teh) të briskut (të thikës, të shpatës) *shih tek* TEH,~U. Është thikë (presë) me dy presa *shih te* THIKË,~A.

PRESË,~A,, . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Makinë e posaçme që shërben për të përpunuar diçka ose për t'i dhënë forme me anë të shtypjes. *Presë horizontale. Presë mekanike (hidraulike). E futi (e vuri) në presë.*

PRESIDENCIAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me pre-sidentin, që i përket presidentit, i presidentit; që ndo-dhet pranë presidentit; që ka në krye një president. *Pal tali*

*presidencial. Zgjedhjet presidenciale. Këshill presidencial. Qeveri presidenciale. Regjim presidencial.*
PRESIDENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që zgji-dhet për të drejtuar një organizatë a një institucion politik e shoqëror të rëndësishëm; kryetar. *President!* i *Këshillit Qendror të Bashkimeve Profesionale të Shqipërisë. Presidenti i Federates Botërore të Shahut.*
2. Kryetari i shtetit në disa vende me regjim re-publikan, i zgjedhur për një kohë të caktuar. *Presidenti i republikës.*
PRESIDENTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PRESIDENT, ~I. *Presidentja e Këshillit të Përgjith-shëm të Bashkimit të Grave të Shqipërisë.*
PRESIDIÇM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Organ i zgjedhur i një organizatë a institucioni politik e shoqëror të rëndësishëm, që udhëheq e drejton punën në mënyrë kolegjiale për një periudhë të caktuar kohe; *përmb.* tërësia e njerëzve që bëjnë pjesë në një organ të tillë. *Presidiumi i Kuvendit Popullor* organ i lartë i pushtetit shtetëror në Republikën Popullore Socialiste të Shqipërisë, me veprimtari të përhershme, që për-bëhet nga kryetari, nënkryetarët, sekretari dhe anë-tarët, i cili zgjidhet nga gjiri i Kuvendit Popullor n& sesionin e parë dhe vijon veprimtarinë e tij deri në zgjedhjet e reja. *Anëtarët e presidiumit. Dekretet e presidiumit.*
2. Kryesi e zgjedhur për të drejtuar një mbledhje a një konferencë; *përmb.* tërësia e njerëzve që bëjnë pjesë në këtë kryesi. *Presidiumi i Kongresit të shtatë të Partisë së Punës të Shqipërisë. Presidiumi i mbledhjes. U zgjodh (doli) në presidium.*
PRESIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Vcprimi sipas kuptimeve të foljeve PRESOJ, PRESOHET. *Presimi i ullirit (i rrushit, i djathit). Presimi i tallashit (i fibres, i pllakave). Presim me avull. Makinë presimi. Ngjeshje me presim.*
PRESION,~I m. *sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. *shih* TRYS-NI,~A. *Presioni atmosferik. Presioni i trupit. Presioni i ajrit (i gazit). Presioni i gjakut.*
2. *fig.* Ndikim që ushtrohet me force kundrejt dikujt, shtrëngim për ta detyruar të veprojë ashtu siç dëshiron një tjetër; forca që ushtrohet kundrejt diçka je, trysni. *Presion i forte. Presion ekonomik (politik, ideologjik, ushtarak). Presion kundërrevolucionar. Forca e presionit. Bën (ushtron) presion. Mbajnë nën presion.*
PRESJE,~A i . *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare gjithnjë e gjelbër, me kërcell të drejtë deri në dy metra të lartë, me gjethe të ngushtasi të preshit, me anë të mprehta e të dhëmbëzuara si sharrë dhe me lulesë të gjatë, qërritet nëpër këneta. *Korrin presjet. Presja ta pret dorën si brisk.*
*2. shih* PRESË,~A i 3.
3. *vjet.* Vrasje mizore me thikë a me sëpatë.
PRESJE,~An . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Shenjë pikësimi (,) që tregon një pushim të shkurtër dhe ndan një fjalë, një grup fjalësh ose një a me shumë fjali. *Përdorimi i presjes. Vë presjen.*
• Nuk luaj (nuk ndryshoj) asnjë presje nuk bëj asiijë ndryshim në atë që kam shkruar; nuk e ndryshoj fare qëndrimin tim. Nuk ndryshon në asnjë presje nuk ndryshon aspak, është njësoj me dike a me diçka tjetër.
PRESOHET *libr. Pës. e* PRESOJ.
PRESOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Përpunoj diçka a i jap forme duke e shtypur me presë; ushtroj një force a një trysni mbi diçka; shtyp, ngjesh. *Presort rrushin (duhanin).*
PRESTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Mjeshtër që pret stofin a basmën, sipas masës e modelit, për të bërë një kostum, një pallto, njëfustanetj.; mjeshtër që merret me prerjen e lëkurës a të materialeve të tjera për këpucë në një fabrikë, sipas modeleve të caktuara; mjeshtër që sharron e bën dërrasa; ai që merret me prerjen e diçkaje sipas kallëpeve. *Reporti i prestarëve.*
2. *vjet.* Rrobaqepës.
PRESTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PRES-TAR,~I. *Prestaret e fabrikës.*
PRESTARl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Mjesh-tëria e prestarit. *Reparti i prestarisë. Brigada e presta-risë.*
*I.* Reparti ku pritet stofi a basma për kostume, për pallto, për fustane etj. ose lëkura për këpucë; reparti ku çahet e sharrohet lënda e drurit; reparti ku pritet diçka sipas një modeli a kallëpi. *Prestaria e tejkaloi planin. Punon në prestari.*
3. *vjet.* Rrobaqepësi. *Prestari për burra (për gra, për fëmijë).*
PRESTIDIGJITATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Artist cirku ose estrade, i cili argëton shikuesit duke bërë lojra me shpejtësi e shkathtësi të jashtëzakonshme dhe me mjeshtëri të veçantë, në mënyrë të tillë që shikuesit ti duken si të vërteta gjëra të pabesueshme; iluzionist.
2. *fig.* Ai që gënjen e mashtron mendjelehtët; mashtrues.
PRESTIGJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Nderirn i fituar me punë e me vepra nga një njeri, një parti, një shtet etj.; emri i mirë, rëndësia, vlera e ndikimi që ka dikush a diçka. *Prestigji i lartë ndërkombëtar i Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë. lu rrit prestigji. la ngriti lart (ia forcoi) prestigjin, Fitoi prestigj. Humbi prestigjin.*
PRESH,~I *m. sh.* ~, ~TË *bot.* Perime e ngjashme me| qepën, me kërcell të gjatë e fletë-fletë, me gjethe të jugëta e të gjata si shpatë, që mbillet në kopshte e a'ra dhe përdoret për ushqim. *Fare (gjethe) preshi. Ngjyrë preshi* ngjyrë e gjelbër e hapur. *Presh me oriz. Lakror me presh. Mish (tavë) me presh. Mbjell presh. Shkul preshtë. Një prift me mjekër në dhe. gjëzë.* (preshi).
• U be presh u fishk, u tha (një bimë). E ha preshin nga bishti *shih te* BISHT,~I. E kam presh (lakra) në kopsht *dike shih te* LAKËR,~RA. E kapën (e zunë, e gjetën) me presh në dorë (me duar në presh) e kapën dike në çastin kur po vidhte ose po bënte një punë të keqe. Është rritur me bishtra preshi *shih te* BISHT,~I. Humbi në vaj e fitoi në presh . *u. shih te* VAJ,~I j. Mish me presh e presh me mish *mospërf. shih te* MISH,~I. Lule preshi *bot.* shpatëz n
2. Presh i egër (presh gjarpri) *bot.* bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të shkurtër e me gjethe si të preshit, që rritet zakonisht nëpër lën-dina fushore.
PRESHTË (i,e) *mb.* Në ngjyrë të preshit, i blertë, *Bimë të preshta. Ngjyrë e preshtë.*
• Kale të preshtë nuk ka *fj. u.* një gjë e tillë as që mund të jetë, është diçka e pamundur.
PRESHTON *jokal,* ~OI, ~CAR. Gjelbëron, bleron.
PRETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që bënte pre në gjë të gjallë të të tjerëve; plaçkitës, hajdut.
PRETEKST,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Shkak i jashtëm, që paraqitet si i tillë sa për sy e faqe, për to mbuluar ose për të fshehur arsyet e vërteta të një ngjarjeje, të një veprimi a të diçkaje tjetër, shkak i rremë ku kapet dikush; vjegë. *Kërkonte një pretekst për t'u larguar. E gjetën pretekstin*

*për të mos u nisur. E përdorin si pretekst. Me pretekstin se...* duke për-dorur si shkak të rremë.
PRETENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *drejt.* Fjala e prokurorit në gjyq, ligjërata e prokurorit, *Pretenca e prokurorit.*
PRETENDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PRETENDOJ, PRETEN-DOHET.
2. Kërkesë e tepruar, të cilën dikush e paraqit si një të drejtë që i takon; kërkesë e pambështetur për diçka që dikush dëshiron ta ketë si privilegj; de-klaratë a dokument ku paraqitet një kërkesë e tillë; mëtesë, mëtim. *Njeri pa pretendime. Komunistët janë të parët në sakrifica dhe të fundit në pretendime. Ri-lindësit hodhën poshtë pretendimet e shovinistëve të vendeve fqinjë.*
PRETENDOHET *libr.* 1. *Pës. e* PRETENDOJ. 2. *Pavet. e* PRETENDOJ.
PRETENDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr. 1.* Bëj një kërkesë të tepruar, duke e paraqitur si një të drejtë që me takon, mëtoj; kam dëshirë ambicioze për diçka, kam qëllim a synoj të arrij diçka, lakmoj. *Pretendon të zërë vendin e pare. Pretendon të bëhet drejtor.*
2. Kërkoj ta pranojnë edhe të tjerët si timen diçka që në të vërtetë nuk me përket mua; i vesh vetes një veti a cilësi dhe kërkoj që të ma njohin edhe të tjerët. *Pretendon se është i zoti.*
PRETENDUES,~I m. *sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që pretendon për diçka; ai që synon e lufton për të arritur diçka; mëtues. *Pretenduesit kryesorë. Pretenduesit për vendin e parë në festival.*
PRETENDCES,~E *mb. libr.* 1. Që parashtron kërkesa të tepruara, që ka pretendime; që shpreh pretendime. *Njeri pretendues. Me ton pretendues.*2. Që synon e lufton për të arritur diçka. *Skuadra pretenduese për titullin kampion.*
PRETENDUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *libr. Fem. e* PRETENDUES,~I. *Pretenduesja kryesore.*
PRETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PRETOJ, PRETOHEM.
PRETOHEM *vjet. Pës. e* PRETOJ.
PRETOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR *vjet.* Bëj pre në gjë të gjallë të dikujt në kullotë; bëj plaçkë, plaçkit.
PRETHI *ndajf.* Jesirthi. *Luajnë prethi.*
PREVEDE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Lloj reçeli që përgatitet duke zier pemë me sheqer deri sa të bëhet lëng i trashë, i cili ngrin si një masë pak a shumë e tejdukshme. *Prevede ftonjsh (mollësh, kumbullash).*
PREVENTIV,~I *m. sh.* ~A, ~AT *fin.* Shuma e nevojshme që parashikohet të shpenzohet për kryerjen e një punimi; dokumenti ku është përllogaritur e për-caktuar kjo shumë. *Preventivi i një ndërtese (i një objekti). Sipas preventivit. Hartuan (bënë) preventivin.*
PREVENTIV,~E *mb.* 1. *libr.* Parandalues. *Masa preventive. Mjekësia preventive. Vaksinë preventive.*
2. *fin.* Që parashikon ose përllogarit e përcakton shumën e nevojshme që do të shpenzohet për kryerjen e një punimi. *Buxhet preventiv. Projekt preventiv.*
PREVË,~Ai . *sh.* ~A, ~AT *mit.* Vitore.
PREVË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Udhë shumë e rrahur; xhade; vend kalimi. *E kishte shtëpinë në prevë* e kishte shtëpinë buzë udhës, në vend të duk-shëm.
2. Lumë i vogël e i cekët, she; va lumi. *Preva e lumit. Kërkon të zërë peshk në prevë* bën një punë të pa-dobishme, mundohet me kot.
PRIER *kal.,* PRORA, PRfRË. 1. *shih* PJERR i. *Prori sytë (kokën) nga e majta. Kali e prori anën.*
2. *jokal. vet. veta III.* Anon barra që i është ngarkuar një kafshe. *Prori kali.*
3. *jokal. vet. veta III fig.* Merr një rrugëzgjidhje të caktuar, anon. *Nga po prierte davaja?*
PRIFT,~I i *m. sh.* ~ËRflSJ, ~ËRINJTË. 1. Ti-
tulli fetar me i thjeshtë në kishën e krishterë; ai që mban këtë titull dhe kryen shërbesat e zakonshme fetare (në vendet ku vepron kisha e krishterë); *hist.* ai që kryente shërbesat fetare në një tempull (në kohën e lashtë), faltar. *Prift katolik (ortodoks). Pr(ft fshati. U be (doli) prift. Ishte bërë si prift* ishte pa rruar. *Barku ipriftit është hambar për të ngrënë e për të marrë.*
*2. letr.* Mbret, plak.
I foltë prifti (hoxha)! *mallk., vjet. shih te* HOXHË, ~A. E këndoftë prifti (hoxha)! *mallk., vjet shih te* HOXHË,~A. la thëntë prifti (hoxha) në rash! *mallk., vjet. shih te* THEM. E bën priftin (dbespotin, boxhen) me barrë *tall, shih te* BARRË,~A. Kërcen prifti nga belaja *tall,* thuhet kur dikush është i detyruar të bëjë diçka nga e keqja, ngaqë s'ka se si të veprojë ndryshe. E pagoi si prifti sorrën *shih te* SORRË,~A. Ngri-hu prift të ulet (të rrijë) hoxha! pëidoret kur ia he-qim një të drejtë njërit dhe ia japim një tjetri që është njësoj me të, pa ndonjë arsye të shëndoshë e pa dobi për punën. Po e bëre prift, mos i rruaj mjekrëo!
thuhet kur i besojmë dikujt një punë, po nuk i japin mundësitë e nuk e përfillin; hem të vë plak, hem të rruan mjekrën.
PRIFT,~I II *m. sh.* ~ËRfNJ, ~ËRINJTË *ndërt., krahin.* Baballëk.
PRIFTËRESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. E shoqja e priftit.
2. *hist.* Grua ose vajzë që kryente shërbesat fetare në një tempull (në botën e lashtë).
PRIFTËRl,~A. 1. Veprimtaria e priftit (në vendet ku vepron kisha e krishterë). *E la priftërinë.* 2. *përmb.* Tërësia e priftërinjve, priftërinjtë.
PRIFTËROR,~E *mb.* Që ka të bëjë me priftin ose me priftërinë, që i përket priftit ose priftërisë, i priftit ose i priftërisë; që përgatit priftërinj. *Rregullat priftërore. Rrobat priftërore. Shkollë priftërore.*
PRIHEM *vetv.* 1. E kam diçka si parim drejtues, e kam si udhërrëfyes në një punë, në një veprimtari et j.; udhëhiqem. *Prihen nga një ideologji (nga një ide) përparimtare. Prihemi nga shembulli i mirë. Prihen nga synime (nga qëllime) të caktuara.*
2. *Pës. e* PRIJ.
PRIJ *kal.* dhe *jokal,* ~VA, ~RË. 1. I tregoj rru-gën dikujt duke ecur vetë në ballë, eci përpara të tjerë-ve; udhëheq. *U printe shokëve. I printe kolonës (printe kolonën). Na pri, se nuk e dime rrugën! Ai printe e të tjerët vinin pas. U priu për në shtëpi. Dashi i printe kopesë. Ai as nuk të prin as nuk të ndjek. mospërf.* nuk të zgjidh asnjë punë.
2. Udhëheq e drejtoj punën a veprimtarinë e një grupi njerëzish a të një populli; i tregoj rrugën dikujt për të arritur një qëllim; udhëheq në një punë. *Prin ekspeditën. I prin popullit (ushtrisë). U prin masave. Na prin Portia dhe shoku Enver. Na prin flamuri i kua* i *marksizëm-leninizmit. Prin në punë (në luftë).*
3. Jam në krye të klasifikimit (gjatë një ndeshjeje, një gare etj.); jam në vendin e pare, kryesoj. *Prin skuadra “Partizaniy> (“Dinamo”).*

4. *vet. veta III.* Ndodhet në fillim, gjendet përpara diçkaje tjetër në kohë, në një renditje etj. *Veprës (romanit) i prin një parathënie (një hyrje).*
5. *vet. veta III fig.* Me sjell dobi, me bën mirë; me shkon mbarë diçka. *I prin klima e fshatit (deti, mali). I ka prirë shëndeti. Të priftë e mbara! ur. Nuk i ka prirë në atë punë* nuk i ka ecur mbarë puna.
PRIJATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai Që shkon përpara të tjerëve, ai që prin, prijës, udhëheqës.
2. Ai që heq vallen a merr i pari këngën, i pari i valles a i këngës.
PRIJATAR,~E *mb.* Udhëheqës, drejtues. *Ka rot prijatar.*
PRlJË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vijë e thellë që kalon përmes arës për të kulluar a për të mbledhur ujërat; hulli që bëhet në are me plug për ujitje, presë; rrëke e vogël, rrëpirë. *bënë prijat arës.*
*2.* Pjesë toke që gjendet midis dy hullive, kurrizi i hullisë; lehe, vulla. *Prijë me qepë. Mbolli dy prija.*
3. Radhë a varg pemësh në fund të një are etj. *Prijë hardhish (mollësh).*
PRlJË,~A II . *sh.* ~A, ~AT. Udhëheqje. *Nën prijën e tij.*PRIJËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *shih* UDHËRRË-FYES,~I i. *Prijësi i grupit. Ecnin pas prijësit.*
J2. *lart,* Ai që drejton nga ana ideologjike e politike një popull, një parti, një klasë ose një lëvizje shoqërore, udhëheqës. *Prijës i dashur (i urtë, i shquar). Prijës i masave (i popullit). Prijës i revolucionit. Prijës i lëvizjes punëtore.*
3. Ai që është në krye të një ushtrie; i pari i një fisi; udhëheqës. *Prijës ushtarak. Prijësit e fiseve.*
PRIJËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem.* e PRIJËS, ~I. *Prijësja jonë — Partia e Punës.*
PRIJËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. *Zvog. e* PRIJË,~A i.
*Prijëz uji.*
PRIK,~IJ *m.* Pjerrje. *Shtëpi me prik* shtëpi me çati tëpjerrët.
PRIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *etnogr.* Pasuri e pa-tundshme a shumë të hollash që i jepnin dhëndrit prjindërit e vajzës përpara martesës. *dha prikë të niadhe. Tani vajzat martohen pa prikë.*
PRILL,~I *m.* Muaji i katërt i vitit, që vjen pas mar-sit. *Dire prilli. Shirat e prillit. Doli marsi, hyri prilli. Në prill mbill! Prilli bën lulen e maji ka nderin. fj. u.* thuhet kur dikush e bën një punë por frytet ia rrëmben nje tjetër.
• E shkund mania në prill (arrën në korrik) *shih te* SHKUND.
PRIMAR,~E *mb. libr. shih* PARËSOR,~E. *Ma-*
*terja është primare.*
PRIME,~T . *vet. sh.* 1. Mjekime me barna po-pullore. *Prime plakash (grash). Bënte prime.*
*2. vjet.* Yshtjet, magjitë, nuskat etj, që përdoreshin në të icaluarën gjoja për t'u shëruar nga një sëmundje. *S'igjallet i sëmuri me prime.*
PRIMITIV,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me kohët e )ashta të zhvillimit të shoqërisë njerëzore, i kohëve sh;umë të Iashta; që pasqyron zhvillimin ekonomiko-shoqëror e kulturor të kohëve të para të njerëzimit; parak. *Njeriu primitiv. Shoqëria primitive. Bashkësia (kpmuna) primitive* rendi i parë ekoifomiko-shoqëror.
2. Që është zhvilluar shumë pak, i pazhvilluar; që jeton a mendon si në kohët e para të krijimit të shoqërisë njerëzore; që pasqyron një zhvillim të ulët shoqëror e kulturor, i prapambetur; i egër; parak. *Njeri primitiv. Jetë primitive. Zakone (doke) primitive.*
:3. Që është si në fillimin e vet, që është i paprekur, që s'ka vënë dorë njeriu në të; i virgjër. *Natyrë primitive. Pyje primitive.*
*A.* I punuar në mënyrë të trashë e pa mjeshtëri; qç është shumë i thjeshtë; i vjetruar, që i ka kaluar kiiha. *Armë primitive. Mulli primitiv. Vegël primitive. Kbshere primitive. Teknikë primitive.*
PRINC,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~ËR, ~ËRIT.
1. Titull i birit të një mbreti a perandori ose i një anëtari të familjes mbretërore; ai që mban këtë titull. *Princi trashëgimtar.*
2. *hist.* Sundimtari i një principate (në shoqërinë feudale). *Princ feudal* vasal i një mbreti a perandori *Prjncat e Arbrit.*
J3. Kryetar shteti (në ndonje vend me regjim mo-natkik); monarku. *Princi i Monakos.*
PRINCESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT, E bija ose
e motra e një mbreti a perandori; gruaja e një princi.
PRINCËROR,~E *mb.* Princor. *Familje princërore. Jetë princërore.*
PRINClP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* PARIM,~I.
PRINCIPATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* Shtet i vogël në mesjetë, që sundohej nga një princ. *Krye-qendra e principatës.*
PRINCOR,~E *mb.* 1. Që i përket princit ose prin-ceshës; që ka lidhje me princin ose me pushtetin e princit në një principate; që vepron në emër të princit. *Familje princore. Shtëpi (derë) princore. From princor. Zotërimet princore. Ushtri princore. Me prej-ardhje princore.*
2. I tillë si te princi, që është për një princ. *Jetë princore.*
PRIND,~I *m. kryes. sh.* ~ËR, ~ËRIT. I. Nëna dhe babai kundrejt fëmijëve. *Prindër të dashur (të dhembshur, të kujdesshëm). Prindërit e mi. Prindërit e dëshmorëve (e nxënësve). Komiteti i prindërve në shkollë. Mbledhje e prindërve. Ndihmon prindërit, I nderon prindërit. U rrit pa prindër.*
*2. zool., bot.* Kafsha mashkuli dhe femër kundrejt pjellës; *në sh.* dy bimët ose dy kafshët, nga kryqëzimi i të cilave dalin pasardhësit.
3. *vet. sh.* Brezi i mëparshëm, nënat dhe baballarët; stërgjyshërit; të parët tanë.
PRINDËROR,~E *mb. libr.* 1. Që ka të bëjë me prindërit, që u përket prindërve, i prindërve; që rrjedh nga prindërit. *Vatra (streha) prindërore. Tipare prin-dërore. Detyrat (të drejtat) prindërore.*
*2.* Që është tipar dallues për prindërit, që është vcti e prindërve; i prindërve. *Dashur ia prindërore. Kujdes prindëror. Ndjenja prindërore.*
PRINXH,~I *m.* Tunxh. PRIORITET,~I *m. libr.* Përparësi. PRIPALË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Përparje. PRIQE,~T . *vet. sh.* Cermë.
PRlREM *vetv.* 1. *shih* PIRREM i. *Prirej në dritare. Prim më të djathë! U pror kali* anoi njëra anë e barrës së kalit. *Lumi priret nga perëndimi. V prorën qeprat në njërën anë.*
*2. fig.* Jepem pas diçkaje që me bën për vete, tër-hiqem pas diçkaje; i kushtoj rëndësi a vëmendje me shumë diçkaje se një tjetre, anoj nga diçka. *Prirej nga dëshira e mirë. Priret nga interest i përgjithshëm (nga interest i ngushtë vetjak).*

3. *fig.* Marr anën e dikujt; anoj nga dikush a diçka; i afrohem një mendimi. *Priret nga shumica.*
4. *fig.* Ngjaj me dike a me diçka tjetër, afroj. *Nga priret me shumë?*
5. *Pës. e* PRIER.
PRIRË,~A . *sh.* ~A ~AT. Kurrizi (i këmbës). *Prira e këmbës.*
PRIRËT (i,e) *mb.* 1. I pjerrët. *Tokë e priret. Sukë e priret.* *2.* I j)ërkulur. *Me trupin pak të priret.*
PRlRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas k uptimeve të foljeve PRIER, PRIREM. *Prirja e qep-rave. Prirja nga shumica.*2. Vetitë e karakterit ose bindjet që e shtyjnë njeriun të veprojë, të sillet a të mendojë në një më-nyrë të caktuar. *Prirjel politike. Prirje revolucionare (komuniste). Prirje intelektualiste. Prirje e huaj. Prirje për rehati vetjake. Kishte prirje për të kritikuar vend e pa vend.*
3. Dëshira që ka dikush për t'u marrë me një ve-primtari; aftësi e natyrshme që ka dikush për diçka. *Prirjet e nxënësve. Zhvillon prirjel. Ka prirje për vi-zatim (për muzikë).*
4. *vjet.* Pjerrësi.
PRISH *kal,* ~A, ~-UR. 1. E rrëzoj përdhe diçka të ndërtuar, rrënoj, shemb; e shkatërroj; *kund.* ndër-toj. *Prishi shtëpinë (murin, themelet). Pesha e bores e prishi çatinë. Po nuk prishe, nuk ndërton. fj. u.*
2. Bëj që diçka të mos punojë me, e dëmtoj sa të mos hyjë në punë; e nxjerr jashtë përdorimit, e bëj të papërdorshme; *kund.* ndreq. *E prishi orën (makinën, plugun). Prish bucela e bëj kënaçe. fj. u. Prish shtëpi e bën kasolle. fj. u.* prish diçka të madhe e me vlerë për diçka të vogël c me vlerë të paktë. *Mos e prish kazanin (jahninë) për një qepë! fj. u.* mos e dëmto diçka të madhe për një gjë fare të vogël.
3. *bised.* E zbërthej diçka në pjesët e saj përbërëse, e shpërbëj; e shthur. *Prishi qerren. Prishi fanellën (çorapet).*
4. edhe *fig.* E ngatërroj diçka, e çrregulloj, e pësh-tjelloj. *prishi flokët. Ua prishi këngën* nuk mban ritmin a melodinë e këngës njësoj më të tjerët, e nga-tërron. *E prishi punën.*
5. *fig.* S jell humb je të rënda materiale ose ekonomike, e çoj në shkatërrim të plotë, dëmtoj rëndë; rrënoj. *Prishi shtëpinë. Prishi ekonominë. Prishi vendin.*
6. *fig.* Bëj që të dështojë diçka, shkatërroj. *Ua prishëm imperialistëve e revizionistëve planet djallëzore.*
7. Shkriftoj diçka; përpush a lënur leshin, pambukun etj.; shprish.
8. E fshij ate që është shkruar; e shuaj duke i he-qur vizë përsipër. *Prishi një fjalë (një radhë). E prishi me gome.*
9. *bised.* E zhduk, e vras dike; c shkatërroj; e mund në luftë. *Pushka e parë e prishi. Ujku e prishi menjëherë delen. Armiku prishi shumë burra. Prishnin bletën* vrisnin bletën duke thyer kosheren për të marrë mjaltin.
10. 1 bëj keq dikujt a diçkaje, e dëmtoj; e keqësoj. *Duhani të prish mushkëritë. Drita e forte të prish sytë. Alkooli të prish. la prishi shëndetin. Bryma (lagështia) i prishi perimet. Shirat prishën të mbjellat.*
11. *fig.* Bëj që të humbasë vlerën a cilësitë e mira; zvetënoj, bastardoj. *I prishi shijen (bukurinë). E prishin gjuhën duke përdorur fjalë të huaja pa nevojë. E prishi përmbajtjen e shkrimit.*
12. *fig.* E shthur dike nga ana morale, e bëj të keq, e çoj në udhë të keqe, duke i mësuar vese; i heq një cilësi të mirë. *E prishi veten. E prishi moralisht. Njeriu i keq prish edhe të tjerët. Deshi t'ia prishte djalin. I prishi ndërgjegjen.*
13. *bised.* Shtrembëroj fytyrën, buzët etj. për të shprehur një dhembje, nj6 pakënaqësi etj. *Prishi fytyrën (çehren). Prishi buzët.*
14. *bised.* Thyej para, shkoq. *Prishi njëqind lekë e i bëri të vogla.*
15. Harxhoj diçka, shpenzoj. *E prishi tërë rrogën. më parë prishnin shumë për das me. Fiton pesë e prish (ha) gjashtë. fj. u. Kush men shtatë e prish tetë, s'ka nevojë për kuletë. fj. u. Nuk e prishim plumbin kot.*
16. Ndot ajrin me një erë të keqe, e qelb; bëj që të bjerë erë diçka; *fig.* ndyj, fëlliq. *Prishi ajrin (at-mosferën).*
17. *fig.* Shkel një marrëveshje, një kontratë etj. që kam lidhur me dike, nuk i qëndroj me besnik diçkaje, nuk e zbatoj me, nuk e mbaj. *prishën* e*-jesat që kishin bërë që në djep. Prishën marrëveshjen (lidhjen, besëlidhjen). Prishi kontratën. E prishi ven-dimin e mëparshëm.*
18. Ndërpres rrjedhën e rregullt a zhvillimin e mëtejshëm të diçkaje, bëj që një gjendje tfi mos vi-jojë me. *I prishi rehatinë (oreksin). Prishën zakonet e këqija. Prishi qetësinë (heshtjen). Prishte rregullin (disiplinën). la prhhi gjumin* e zgjoi. *E prishin krush-qinë (miqësinë).*
19. I jap diçkaje një drejtim tjetër; ia ndërroj gjendjen, e luaj nga qëndrimi që ka. *I prish ekuilibrtn diçkaje. I prish drejtimin.*
20. *fig. bised.* E kundërshtoj dikS, nuk veproj sipas dëshirës së tij, nuk i plotësoj dikujt nj8 dëshirS, ia kthej fjalën. *Nuk ia prish nënës (babait). Nuk ia prishi qejfin Çdëshirën). S'di kujt Via prishi e kujl t'ia ndreqë.*
21. *bised.* Dhunoj një vajzë të re, e çnderoj, e zhvirgjëroj.
• I prishi curlet *me dike* i prishi marrëdhëniet e mira që kishte pasur me dike; u zu, u prish me dike I prishën (i thyen) fjalët *shih te* THYEJ. E prishi (e rëndoi, e ndyu, e fëlliqi, e qelbi) gojën *shih te* GOJË,~A. Me prishi gjakun *dikush* me trembi shumë, me frikësoi duke me thëne diçka të keqe, me tronditi shumë; me shqetësoi shumë. Nuk e prish gjakun (te-rezinë) i merr punët shtruar, nuk shqetësohet, nuk trazohet fare; nuk pyet për të tjerët; nuk trembet, nuk frikësohet. E prishi hajatin *me dike shih te* HAJAT,~I. Ia prishi mendjen (fiqirin) a) e bëri të mendojë ndryshe, ia ktheu mendjen; b) e hutoi, e turbulloi. Me prishi nervat me mërziti shumë, me ina-tosi. I prishën (i çartën) pipëzat *shih te* PIPËZ,^A. ETprish punë s'ka gjë, s'ka rëndësi, s'ka gajle. E prishi (e luajti, e nxori) mendsh *dike* e mërziti pa masë, e tërboi, e shkalloi, e çmendi. As prish, as ndreq (pane) nuk të bën as mirë as keq; as të ngroh as të ftoh. Prishi syrin (e keq) e yshti dike gjoja për ta shëruar nga ndonjë sëmundje, i bëri magji për syrin e keq (sipas besimeve të kota). E prishi zemrën a) u lndua në zemër, u zemërua; b) i lindi një ndjenjë dasha-keqe a një dyshim për dike, mendoi keq për të. Ia prishi (ia çarti) zemrën *dikujt* e lëndoi, e preku në zemër; ia prishi qejfin, e mërziti, ia theu zemrën. Nuk ta prish tymia e duhanit është shumë i urtë, nuk trazon njeri, nuk ngacmon askënd. Prish (gris) gjirin, arno pëqirin! *fj. u. shih te* GRIS. Uthulla e forte prish enën e vet ;. *u. shih tek* UTHULL,~A. NjI dm i shtremUr prish (rrëzon) gjithë stavën ;. *u. shih te* STAVË,~A.

PRISHALESH,^I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ltaiir leshin ose pambukun me hark para se të tirret.

PRISHANlK,~E *mb.* I. Që prish shumë para e pa nevojë, që nuk e mban paranë; dorëlëshuar. *Djalë prishanik. Ishte prishanik.*

2. I marrë; budalla. *Qe gjysmë prishanik.*

*3. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.PRISHAPLËNGAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Plëng-prishës.

PRISHAQEJFAS *ndajf.* Me qejf të prishur, pa dëshirë, pa qejf; me mërzi e me zemërim. *Foli (u për-gj'gj) prishaqejfas. Iku prishaqejfas.*

PRISHARAK,~E *mb.* I. QË prish shumë para e pa nevojë, prishanik. *Njeri prisharak.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

PRlSHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Rrëzohet përdhe diçka e ndërtuar, bëhet copë-copë, rrënohet, shembet, shkatërrohet. *U prish shtëpia fmuri, çatia).*

2. *vet. veta III.* Vjen në një gjendje të tillë sa nuk punon me, dëmtohet sa s'hyn me në pune; del jashtë përdorimit, bahet i papërdorshëm. *U prish or a (motori, aeroplani).*

3. *vet. veta III* edhe *fig.* Ngatërrohet, çrregullohet, pdshtjellohet diçka. *Iu prishën flokët. U prish puna.*

4. *fig.* Pësoj humbje të mëdha materiale ose eko-nomike, dëmtohem rëndë, shkatërrohern, rrënohem. *U prishëm gjatë Luftës por fituam Urine. U prish vendi (ekanomia), por u rimëkëmb shpejt.*

*5. vet. veta III.* Fshihet, shuhet, zhduket. *janë prishur shkronjat. Iu prish boja. U prishën gjurmët,*

*6. vet. veta III* edhe *fig.* Dëmtohet diçka, shkatërrohet; keqësohet. *Iu prishën dhëmbët. U prishën të mbje-llttt. Iu prish shëndeti. Na u prish puna.*

7. Dobësohem, tretem; humbas shëndetin e bu-kurinë, shëmtohem. *Pse ishte prishur ashtu?*

8. *vet. vela III edhe fig.* Humbet vlerën a cilësitë e mira; zvetënohet, bastardohet. *prishet shija.*

9. *fig.* Shthurem nga ana morale, bëhem i keq, marr udhë të keqe duke mësuar vese. *Qe prishur ai djalë, por tashti erdhi në udhë të mbarë.*

10. *bised.* Shtrembërohem në fytyrë për të shprehur nj dhembje, një pakënaqësi etj. *U prish në fytyrë.*

11. *vet. Veta III.* Kalbet, qelbet e zë erë të keqe (për mishin a për lëndë të tjera organike); thartohet. *U prish mishi. U prishën gjellët. U prish qumështi.*

*Il. vet. veta III.* Mban erë, merr erë të keqe; *fig.* ndyhet, fëlliqet. *U prish ajri. U prish atmosfera.*

13. *vet. veta III.* Bie, nuk mbahet me, shkatërrohet. *U prish krushqia (miqësia). Nuk u prish bashkimi.*

14. *vet. Veta III (kryes. me një trajtë të shkurtër të përemrit Vetor në r. dhanore) fig.* Nuk e kam m8 një dëshirë, një gjendje shpirtërore etj., me ikën diçka që kisha, që ndjeja etj.; zemërohem, fyhem. *Nuk me prishet qejfi. Iu prish rehatia (gjumi). Iu prish oreksi.*

15. *vet. veta III.* Merr një drejtim tjetër; kalon në një gjendje tjetër, luan nga qëndrimi i pare. *Iu prish drejtimi (ekuilibri).*

16. Ndërpres marrëdhëniet e mira që kam pasur me dike; zihem me dike. për *pak u prisha me të.*

17. *vet. veta III.* Vishet me re, vrenjtet (për qiellin); bëhet më e ftohtë a me reshje (për kohën); ndryshon për keq, egërsohet. *U prish moti (koha). U prish deti* filluan dallgët.

18. *vet. veta III bised.* Dështon (për bagëtinë). *U prish një dhi (një dele).*

19. *Pës. e* PRISH.

Nuk u prish bota (dynjaja)! *mospërf.* s'ka ndodhur ndonjë e keqe e madhe!, nuk u be kiameti! Iu prish çarku *shih te* ÇARK,~U. Iu prish (iu turbullua) gjaku
u tremb, u frikësua shumë; u trondit shumë, u shqe-tësua shumë. M'u prish gjiza! *thjeshtligj., iron, shih te* GJIZË,~A. M'u prish mendja fillova të mendoj ndryshe, m'u kthye mendja; u hutova. U prish (u cart) nga mendtë (nga mendja, mendsh, nga fiqiri) u çmend; u marros. M'u prish puna! *moSpërf., iron,* nuk ka rën-dësi për mua!, s'bëhem merak!, s'më bëhet vonë!, aq me bën!, punë e madhe fort! S'prishet dasma për një qepë (për një limon) *fj. u. shih te* DASMË,~A. PRISHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që prish një ndërtesë, një mur etj. *Prishësi i mureve.*

*2.* Ai që sjel] dëm të madh; ai që e dëmton rëndë diçka; ai që e çon diçka në shkatërrim të plotë. *Pri-shësit e pyllit. Prishësi i shtëpisë.*

3. Ai që prish shumë para dhe pa nevojë, ai që nuk i kursen të hollat, materialet etj., njeri tepër do-rëlëshuar. *Prishës i madh.*

4. Ai që ndërpret rrjedhën e rregullt a zhvillimin e mëtejshëm të diçkaje, ai që prish qetësinë, rregullin e vendosur etj. *Prishësi i qetësisë. Prishësi i rregullit (i disipiinës). Prishësi i lumturisë (i harmonise) bashkë-shortore.*

5. Ai që shkel një marrëveshje, që nuk i qëndron besnik fjalës së dhënë etj. *Prishësit e marrëveshjes. Prishësi i besës.*

PRISHËS,~E *mb.* Tepër dorëlëshuar, shkapër-derdhës. *Njeri prishës. Nuk ishte prishës.*

PRlSHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PRISH, PRISHEM. *Prishja e murit (e urës). Prishja e dhëmbëve. Prishja e mishit. Prishja e kores së tokës. Prishja e kontratës. Prishja e ndërgjegjes. Prishja e rregullit.*

2. Vend i prishur a i shkatërruar. *Prishje tektonike. gjeol. Prishjet në çati.*

3. *bised.* Shpenzim. *Prishjet dhe të ardhurat.* PRISHUR (i,e) *mb.* 1. Që është rrëzuar përdhe, i
rrënuar, i shembur, i shkatërruar. *Shtëpi (urë) e prishur.*

2. Që është dëratuar.sa nuk punon me; që ka dale jashtë përdorimit. *Ore (makinë) e prishur.*

3. *bised.* I lënurur. *Lesh i prishur.*

4. Që ka pësuar humbje të mëdha, që është dëm-tuar rëndë nga ana materiale ose ekonomike; i shkatërruar. *Fshat i prishur. Familje e prishur. Ekonomi e prishur.*

5. I shfytyruar, i shtrembëruar; që ka marrë një pamje të egër, që shpreh inat e zemërim. *Erdhi me fytyrë të prishur.*

*6.* Që është kalbur, është qelbur e ka zënë erë të keqe, që s'mund të përdoret me si ushqim; ithartuar. *Mish i prishur. Vezë e prishur. Ushqinte të prishura. Miell i prishur. Qumësht i prishur.*

7. Që ka pësuar një tronditje të forte dhe duket si i çmendur; i çmendur. *Njeri i prishur. Ishte gjysmë i prishur.*

8. *Përd. em.* sipas kuptimit 7 të mbiemrit. *Ai i prishuri.*

*-k* Gramafon i prishur *përb.* njeri që flet shumë dhe kot, njeri që s'pushon së foluri. Është shoshë e prishur *mospërf.* është njeri llafazan, është thes i çjerrë. Vezë e prishur njeri pa vlerë e i keq. Me zemër të prishur i

zemëruar; i pikëlluar, me zemër të thyer. E ka gojën të prishur (të shthurur, të rëndë) *keq. shih te* SHTHU-RUR (i,e). E kam mendjen të prishur me është turbullu-ar mendja, jam i hutuar, s'e kam mendjen në vend nga një tronditje, nga shqetësimi për dike a për diçka etj.PRISHURA,~T(W}.ve. *sh. bised.* 1. Shpenzime. *Të ardhurat dhe të prishurat. E bëri më të prishurat e veto. Uli të prishurat.*

2. Të holla më të vogla, të thyera. *S'kam të prishura.*

PRITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i del në pritë dikujt, ai që zë pusi. *Ua prenë udhën ca pritarë.*

PRITEM i *vetv.* 1. Çahem së gjati në trup me diçka të mprehtë; plagosem me thikë, me brisk, me sëpatë, me xham etj. *U pre duke u rruajtur.*

*2. vet. veta HI fig. bised.* Pushon, ndalon, ndërpritet ('për shiun, për borën etj.). *U pre uji. U pre shiu (bora). Iu pre qumështi lehonës.*

3. *vet. veta III fig. bised.* Nuk është me; nuk vjen me. *U pre ky zakon. U prenë miqtë.*

4. *vet. veta HI.* Prishet (për qumështin). *U pre qumështi kur po ziente.*

5. *vet. veta HI.* Kryqëzohet (për rrugët). *Këtu priten rrugët.*

6. *vet. veta III gjeom.* Takohet në një pike a në një rrafsh me një tjetër. *Priten dy drejtëza (dy rrafshe).*

7. *vet. veta HI (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore) fig. bised.* Ndiej lodhje të madhe në gjymtyrët, i ndiej gjymtyrët të rraskapitura, kë-putem; me pakesohet menjëberë, me ikën. *M'u prenë fuqitë. lu pre zëri (goja)* nuk foli dot me; shtangu; ngriu në vend. *M'u prenë këmbët (leqet e këmbëve, gjunjët)* s'kisha me fuqi fare, u këputa, gati sa s'më ra të fikët, s'mbahesha dot me këmbë; u trondita shumë. *lu prenë gjunjët nga e përpjeta. Kur arriti në shtëpi u pre fare.*

8. *vet. veta III bised.* Ndiej një dëshirë a një ne-vojë të madhe e të ngutshme për diçka, s'bëj dot pa të. *U pre për bukë. U premë për gjumë.*

9. *Pës. e* PRES i.

*k* Është prerë për *dike a për diçka* është pikërisht për atë, shkojnë mirë së bashku, është shumë i përshtatshëm për dike a për diçka. U pre në fytyrë i ndryshoi fytyra nga një tronditje e forte. lu pre (iu iidh) goja (gjuha, f jala) *shih te* LIDHEM. Iu pre (i ngriu, iu tremb) gjaku *shih te* GJAK,~U i. S'pritet lisi (druri) me një sëpatë (me një të rënë të sëpatës) *fj. u. shih te* SËPATË,~A.

PRITEM ii. 1. *Pavet. e* PRES II. *Sic pritej. S'më pritet sa të \>ijë dita. Pritet kohë e mirë në dy-javorin tjetër.*

*2. Pës. e* PRES n. *U prit me duartrokitje dhe me brohoritje. U priten nga kryetari.*

PRITË,~A *if. sh.* ~A, ~AT. 1. Ledh prej dheu, prej guri, prej betoni etj. që ngrihet në vende të pje-rrëta, në shtratin e një lumi, të një përroi etj. për të ndaluar vërshimin e ujit ose për të mbrojtur token nga gërryerja; cfrat, pendë. *Pritë malore. Pritë dheu (betoni). Pritë me gurë (me mur, prej zhavorri). Pritat e lumit. Ndërtoi (ngriti) një pritë.*

*2.* Vendi ku ndahet uji nga vija kryesore nëpër hulli të arës, presë. *Pritat e arës.*

3. *spec.* Send a pajisje që pengon kalimin e diçkaje. *Pritë ere. Prita e avujve.*

4. *fig.* Punë e vështirë, vështirësi; pengesë që duhet kaluar. *Pritë e vështirë. E kaloi priten. I vuri pritë diçk aje* e pengoi diçka.

PRITË,~A n. *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i fshehtë ku dikush rri në pritje a në përgjim për të sulmuar në befasi dike; pusi. *zuri (i bëri, i ngriti, i vuri) priten. I doli (i rrinte) në pritë. E futën në pritë. Ra në pritë.* 2. *përmb.* Grupi i njerëzve që përgjojnë në një vend të fshehtë për të sulmuar dike në befasi. *Prita partizane.*

PRITËS,~E *mb.* 1. Që të pret mirë si mik në shtë-pinë a në vendin e vet. *Njeri pritës. Shtëpi pritëse.*

*2. zyrt.* Që merr në dorëzim diçka, që pret mallin a diçka tjetër. *Ndërmarrje pritëse.*

3. *bujq.* Që hapet në tokë për të pritur rrjedhën e ujërave. *Kanale pritëse.*

PRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PRES „, PRITEM n. *Pritja e miqve. Pritja e festës. Pritja e fëmijës (nga mamia). Pritja e delegatëve. Dhoma e pritjes* dhoma ku pritet një mik a i ftuar, dhoma e miqve. *Jemi në pritje. libr.* jemi duke pritur.

2. Përshëndetjet dhe urimet e mirëseardhjes që i bëhen dikujt në vendin ku arrin. *Pritje e ngrohtë (e për-zemërt, vëllazërore, madhështore). Pritja dhe përcjellja.*

3. Drekë a darkë zyrtare, që shtrohet me ra3tin e një feste, të një ngjarjeje historike, për nder të miqve etj. *Pritje zyrtare. Pritja e mirëseardhjes (e lamtu-mirës). Dha një pritje. Mori pjesë në pritje.*

4. Biseda që zhvillon një punonjës i organeve të partisë, të pushtetit etj. me qytetarët për ndonjë punë, ndonjë kërkesë, ndonjë ankesë etj. *Pritja e popullit. Orari i pritjes.*

PRITJE-PËRCJELLJE,~A . *kryes. sh.* ~E, —'ET. Pritje që i bëhet dikujt dhe përcjellja e tij; hyrje e dalje njerëzish a miqsh në shtëpi; vizita. *Kemi pasur gjithë ditën pritje-përcjellje.*

PRITME,~JA (e). *gjuh., vjet.* Koha e ardhshme.

PRITMË (i), ~E (e) *mb.* Që pritet të bëhet a të ndodhë; i pritshëm, i ardhshëm.

PRITMËRI,~A . Pritshmëri.

PRITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të bëhet a të ndodhë, që është i mundshëm në të ardhshmen; që pritet të bëhet, të ndodhë a të vijë, i ardhshëm. *Prodhimi i pritshëm. Përfundimet e pritshme. Vjeshta e pritshme.*

*2.* Që të pret e të përcjell mirë; që është mikpritës; pritës. *Njerëz të pritshëm. Shtëpi e pritshme.*

PRITSHMËRI,~A . *libr.* 1. Metodë e dëmshme pune kur nuk veprohet menjëherë, kur bëhen me vonesë ose zvarriten punët a çështjet, mungesë vetë-veprimi, iniciative e gjallërie në punë, qëndrim në pritje pa vepruar; të qenët pasiv. *Rrinte (qëndronte) në pritshmëri (në pozita pritshmërie).*

*2.* Gjendja e një nëpunësi, të cilit nuk i është cak-tuar ende vendi i përhershëm i punës, gjendja kur dikush pret të emërohet në një punë a detyrë, dispo-zicion. *Ishte në pritshmëri.*

PRIVAT,~E *mb.* 1. *ek.* Që është prone e një njeriu, që nuk është shtetëror a shoqëror; që mbështetet në pronësinë vetjake mbi mjetet e prodhimit dhe i përdor këto për të shfrytëzuar punën e të tjerëve, si burim fitimi e pasurimi. *Sipërmarrje private. Punishte private. Prone private. Sektori privat. Tregtia private. 2.* Që nuk është punonjës i ndonjë ekonomie shtetërore ose anëtar i ndonjë ekonomie të përbashkët, a koope-rativiste, që ushtron një zeje a mjeshtëri me vete për të nxjerrë fitime. *Bujk (zejtar, këpucar, rrobaqepës) privat.*

3. Që bëhet, nga prodhues të veçuar e me prone të tyre vetjake mbi mjetet e prodhimit, nga ata që nuk janë

anëtarë të ndonjë ekonomie shtetërore ose të përbashkët a kooperativiste. *Punë private.*
4. *libr.* Që lidhet me veprimtarinë e me interesat vetjake të një njeriu, që ka të bëjë me çështje të brend-shme të familjes; që nuk është shtetëror, jozyrtar. *Letër private. Bisedë telefonike private. Vizitë private. Çështje private, zyrt. Në jetën e tij private.*
5. *si em.* ~, ~I *nt. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që nuk është punonjës i ndonjë ekonomie shtetërore ose anëtar i ndonjë ekonomie të përbashkët, ai që ushtron një zeje a mjeshtëri me vete për të nxjerrë fitime. *Dyqanet e privatëve.*
PRIVATISHT *ndajf. libr.* 1. Në mënyrë private, pa qenë i lidhur me një ekonomi shtetërore a të përbashkët; jo në rrugë shtetërore, si privat. *Punonte privatisht.*
2. Në veçanti, si individ; jo në mënyrë *zyrtaie; kund.* zyrtarisht. *la thaprivatisht. Bise(toi privatisht me të.*
PRIVILEGJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. E drejtë e veçantë që kanë njerëzit e klasave shfrytëzuese, zyr-tarët, një krahinë e caktuar etj. në vendet kapitaliste e revizioniste dhe që nuk e gëzojnë njerëzit e thjeshtë, klasat e shtypura etj.; venom. *Privilegje klasare. Të ~pasurit gëzonin privilegje. U bënin prMlegje. Nuk itjohim asnjë privilegj.*
*2.* Përfitim a lehtësi e veçantë për dike, që nuk e gëzojnë të. tjerët.
PRIVILEGJOHEM *libr. Pës. e* PRIVILEGJOJ.
PRIVILEGJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* I jap dikujt të drejta të veça.nta që nuk i kanë të tjerët, i bëj privilegje.
PRIVILEGJUAR (i,e) *mb.* 1. Që gëzon privilegje. *Klasë (shtresë) e privilegjuar. Kanë pozita të privile-gjuara.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Një grusht të privilegjuarish.*
PRIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *hidrol.* Pajisje prej gypash, dërrasash etj., që vendoset në lumë ose nëpër kanale për të marrë ujin ose për ta shpërndarë atë në drejtime të caktuara; lëshues; pajisje që vendoset në gypat e ujit të pijshëm për të marrë ujë. *Prize kryesore. Prize uji. Prizat e kanalit. Ndërtuan një prize.*
*2. elektr.* Pajisje prej lënde veçuese, me dy vrima, që shërben për të lidhur një aparat (furnelë elektrike, radio, televizor, hekur rrobash etj.) me burimin e rrymës elektrike. *Prize elektrike. Prize muri. Vë në prize. Heq nga priza.*
PRIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT. 1. *gjeom.* Trup gjeometrik shumëfaqësh me dy baza të bara-barta e paralele dhe me faqe anësore katërkëndëshe. *Prizëm i drejtë* prizëm që i ka brinjët anësore pin-gule me bazat. *Prizëm i pjerrët* prizëm që i ka brinjët anësore pjerrtas mbi bazat. *Prizëm trekëndor (pesë-këndor)* prizëm që i ka bazat trekëndëshe (pesëkëndë-she). *Prizëm i rregullt* prizëm që i ka bazat si shumë-këndësh të rregullt. *Baza e prizmit. Lartësia e prizmit. Vëllimi i prizmit. Në trajtën e prizmit.*
*2.* Send prej xhami a prej kristali që ka trajtën e një trupi të tillë dhe që i zbërthen rrezet e dritës së bardhë në ngjyra të ylberit (zakonisht në një aparat optik).
3. *fig. libr.* Këndi i vështrimit të diçkaje. *Duke e parë nën prizmin e...*
PRO *libr.* I. *ndajf.* Në anën e dikujt a të diçkaje, në të mirë të dikujt, për...; *kund.* kundër. *Votoi pro. Jam pro.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore, që shënon njeriun ose veprimin, më të cilin pajtohet dikush ose nga i cili ai anon; *kund.* kundër. *E gjithë bota përparimtare është pro nesh. Ai ishte pro zgjedhjes së tij.*
PRO- *fjalëform. libr.* Përdoret si parashtesë për të formuar emra dhe mbiemra me kuptimin "përkrahës i dikujt, që merr anën e dikujt a të diçkaje, që vepron në të mirë të dikujt a të diçkaje" (p.sfi. klikat reaksio-nare proamerikane, proangleze, prosovjetike, profa-shiste etj.).
PROBABILITET,~I *m. 1. libr.* Gjasë, mundësi. *Ka probabilitet.*
2. *filoz.* Shkalla e mundësisë objektive që të rea-lizohet një ngjarje e caktuar, e cila varet nga rretha-nat e rastit; lidhja midis rrethanave të rastit dhe ngjarjes, midis rastësisë dhe mundësisë.
• Teoria e probabilitetit *mat.* degë e matematikës, e cila studion ligjësoritë e dukurivc të rastit, duke u mbështetur në qëndrueshmërinë sta-tistikore të dendurivetë shfaqjes së këtyre dukurive, që mund të përsëriten në një numër të pakufizuar herësh.
PROBATESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *etnogr.* Motërmë.
PROBATlN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* V6Uaraë.
PROBLEM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *mat.* Problemë. *Problem me dy (me shumë) të panjohura. Problem në gjeometri. Shtroj problemin.*
*2.* Çështje e ndërlikuar që shtrohet për t'u zgjidhur dhe që kërkon studime e diskutime (në një fushë të caktuar të shkencës ose të veprimtarisë praktike); gjendje e koklavitur dhe e vështirë që kërkon për-pjekje e masa të ndryshme për t'u kapërcyer. *Problem filozofik. Problem politik (ekonomik, ideologjik, ar-simor, kulturor). Problem ndërkombëtar. Problem kryesor (themelor). Problem i rëndësishëm (kyç, jetik, i dorës së pare). Problemë anësore. Problem i vështirë (i ndërlikuar). Problemet e edukimit të brezit të ri. Problemet që shtron koha. E zgjidhën atë problem.*
U be problem *dikush* krijoi shqetësime të mëdha për të tjerët me sjelljet e veprimet e tij sa duhet të merren me të; u përmend për të keq, folën keq për të. E bëri problem *diçk a* i dha rëndësi, e theksoi, tërhoqi vëmendjen e të gjithëve për diçka, e ngriti më të madhe, e bëri çështje.
PROBLEMATIK,~E *mb.* 1. Që shtrohet si problem për t'u zgjidhur; i ndërlikuar, i koklavitur. *Çështje problematike.*
*2.* Që duhet parë *e* studiuar për t'u bindur se si është në të vërtetë, që nuk ka shumë gjasë të jetë i tillë, jo plotësisht i sigurt, i dyshimtë. *Gjykim pro-blematik. logj. Mbetet diçka problematike.*
PROBLEMATIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. TËrësie problemeve që shtrohen për t'u studiuar a për t'u zgjidhur ose që trajtohen në një studim, në një kon-gres a konferencë, në një diskutim etj.; tematikë. *Problematika shoqërore. Problematika e studimeve të ardhme. Problematika e kohës. Problematika e epokës së Skënderbeut.*
PROBLEMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mat.* Detyrë që ka disa të dhëna dhe një kërkesë, e cila duhet të zgjidhet e të gjendet me anë veprimesh të ndryshme. *Problemë e vështirë. Problemë në aritmetikë. Për-mbledhje problemash e ushtrimesh. I dha një problemë. E zgjidhi problemën.*
PROBLEMOR,~E *mb.* Që shtron probleme, që parashtron diçka duke e zbërthyer në një varg pro-blemesh; që shtrohet si problem. *Artikull problemor. Vepër problemore. Leksion (mësim) problemor.*
PROCEDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PROCEDOJ, PROCE-DOHEM.

2. Mënyra e veprimit, ecuria që ndjekim kur kryej-më një punë, procedure, ecuri.
PROCEDOHEM *libr. Pës. e* PROCEDOJ $_2$.
PROCEDOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Ndjek një rrugë a metodë të caktuar për të kryer një punë; *vet. veta III* ka një ecuri të caktuar. *Procedoi me pje-kuri. Punët procedojnë rregullisht.*
*2. kal. drejt.* Ngarkoj me pergjegjësi dike që ka vepruar në kundërshtim me ligjet dhe me normat ju-ridike në fuqi. *E proceduan për dëmtim të pronës socia',iste.*
PROCEDURË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* 1. Më-nyrë veprimi, rruga që ndiqet për të kryer diçka; ecuri. *Procedure demokratike (e rregullt). Procedure buro-kratike. Procedura e votimit.*
*2. drejt.* Tërësia e rregullave dhe e normave juri-dike që janë caktuar nga një shtet për hetimin dhe gjykimin e çështjeve civile e penale. *Kodi i procedures civile (penale).*
PROCES,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Ndryshim i pandërprerë i diçkaje sipas ligjesh të caktuara; zhvillimi e shndërrimi i diçkaje; ecuria a vija e zhvi-llimit të diçkaje në etapat e saj të ndryshme; varg veprimesh, ndryshimesh etj. të lidhura njëri me tje-trin që sjellin një përfundim të caktuar. *Proces his-torik (shoqëror). Proceset psikike (njohëse, emocionale). psikol. Proceset jetësore. Proceset fiziologjike. Proces i kalimit nga bota jo e gjallë në botën e gjallë. Procesi i kalimit nga kapitalizmi në komunizëm. Procesi i tretjes (i frymëmarrjes). Procesi i nxitjes (i frenimit). psikol. Procesi i sëmundjes.*
2. Varg veprimesh të veçanta e të lidhura njëri me tjetrin, që bëhen në mënyrë të vetëdijshme për të arritur një përfundim të caktuar, rruga që ndiqet e mënyra që përdoret për të bërë diçka. *Proceset tek-nike (teknologjike). Procesi mësimor. Proceset e pu-nës. Procesi i prodhimit.*
3. *drejt.* Gjykimi i një cështjeje në gjyq sipas ligjit; tërësia e veprimeve gjyqësore kur shqyrtohet a gjykohet një çështje. *Proces gjyqësor. Procesi i kriminelëve të luftës.*
PROCESION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Varg i gjatë njerëzish që ecin ngadalë nëpër rrugë zakonisht në raste festash fetare.
PROCESVERBAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fletë a fletore ku shënohen ato që thuhen a vendosen në një mbledhje, në një gjyq etj.; protokpll. *Proces-verbali i mbledhjes. Mbajti procesverbalitt. Bënë (per-piluan) procesverbalin. Nënshkroi procesverbalin. Është shënuar në procesverbal.*
PROÇKAMADH,~E *mb. keq.* QË bën proçka gjithnjë; që thotë gjithnjë fjalë të kota e të pape-shuara.
PROÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *keq.* Punë a fjalë e papeshuar, gabim trashanik, budallallëk; punë e kotë, pa asnjë vlerë.~ *Bëri një proçkë. Lëshoi një proç-kë. Pasi bëri proçkën, rri e kruan kokërt. fj. u.*
PRODUKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Send me vlerë, mjet, vegël etj., që përgatitet në një fabrikë, në një ndërmarrje, në një sektor a në një degë të ve-çantë të ekonomisë; ) ëndë që nxirret me mënyra të ndryshme industriale, kimike etj.; diçka e dobishme që merret nga punimi i tokës, nga bagëtitë etj.; çdo gjë që prodhohet, prodhim; diçka që del nga puna e njeriut, prodhim i duarve e i mendjes së njeriut. *Produkt i gatshëm. Produkte industriale (bujqësore, blegtorale). Produkti shoqëror. ek. Produktet e punës. ek. Produktet dhe nënproduktet e naftës. Produkt i duarve të klasës punëtore. Produkt i mendjes së shpi-kësve e të racionalizatorëve.*
2. *fig. libr.* Rezultat, përfundim i diçkaje, pjellë, rrjedhojë e diçkaje. *Gjuha shqipe është produkt i shumë shekujve e brezave.*
3. *shih* PRODHIM,~15. *Gjej produktin. mat.*
PRODUKTIV,~E *mb.* 1. Prodhues; prodhimtar. *Është shumë produktiv.*
*2.* Që ka përfundime të mira, i frytshëm, frytdhënës. *Punë produktive.*
PRODUKTIVITET,~I *m. libr.* Prodhimtari. *Rritje e produktivitetit. Shkalla e produktivitetit.*
PRODHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PRODHOJ, PRODHOHET.
*Prodhimi i drithërave (i duhanit, i gjalpit, i çelikut, i naftës). Prodhimi i filmave. Prodhimi i mjeteve të prodhimit (i mjeteve të konsumit). ek. Prodhimi i të mirave materiale. ek. Kafshët e prodhimit* kafshët që japin mish, gjalpë, lesh etj. *Uzina e prodhimit të pleh-rave azotike. Procesi i prodhimit* tërësia e proceseve të veçanta, si rrjedhojë e të cilave del një send i gatshëm ose gjysmë i gatshëm. *Filloi nga prodhimi. Hyri në prodhim.*
2. Puna e drejtpërdrejtë që bëhet për nxjerrjen, përgatitjen a përpunimin e diçkaje në një ndërmarrje industriale, bujqësore etj.; puna e drejtpërdrejtë për të nxjerrë e përgatitur të mirat materiale; *përmb.* tërësia e vendeve a e qendrave ku kryhet kjo punë. *Brigada e prodhimit. Njësi prodhimi. ek. Njerëzit e prodhimit. Mjeshtër prodhimi. Qendër prodhimi. Propaganda e prodhimit. Revolucionarizimi i prodhimit. Ritmet e prodhimit. Futja e shkencës dhe e teknikës së përparuar në prodhim. Lidh mësimin me prodhimin. Punë në proahim. Punon në prodhim. Kaloi në prodhim. Vjen nga prodhimi. E kryen stazhin në prodhim.*
3. *ek.* Veprimtari e ndërgjegjshme ekonomike e njerëzve, që zhvillohet për të prodhuar sendet e për-dorimit të përditshëm, vlerat materiale etj. të domos-doshme për qenien dhe zhvillimin e shoqërisë nje-rëzore. *Prodhimi socialist* prodhimi që mbështetet në pronën shoqërore mbi mjetet e prodhimit dhe që kasi qëllim themelor të plotësojë nevojat materiale e kulturore gjithnjë më të mëdha të masave të gjera piinonjëse (në shoqërinë socialiste). *Prodhimi (i zgje-ruar) kapitalist. Prodhimi i yogël i mallrave* prodhim që mbështetet në pronën private dhe në punën vet-jake të prodhuesve të vegjël, që nuk prodhojnë për vete, po për shitje. *Mënyra e prodhimit. Mjetet e prodhimit. Marrëdhëniet në prodhim. Degët kryesore të prodhimit. Plani i prodhimit.*
4. Tërësia e të mirave materiale që prodhohen në një periudhë të caktuar në një degë të ekonomisë ose nga tërë ekonomia e një vendi; tërësia e sendeve të dbbishme që prodhon një ndërmarrje e veçantë, një degë e industrisë etj. nënjëkohëtë caktuar; çdo send trie vlerë, mjet i veçantë etj., që prodhohet në një ndërmarrje, në një sektor a në një degë të ekonomisë; diçka që del nga duart dhe mendja e. njeriut; çdo gjë që prodhohet. *Prodhimi industrial (bujqësor, blegtoral). Prodhime ushqimore. Prodhime kimike. Prodhim letrar (artistik). Prodhime të gatshme (gjysmë të gatshme, të përfunduara). Prodhim i ri. Prodhim i madh. Prodhimi vjetor Çmujor). Prodhim material* tërësia e të mi-rave materiale që jane në natyrë dhe përpunohen e përshtaten për nevojat e njeriut, gjithë lëndët e para që përpunohen nga njeriu. *Prodhimi*

*shoqëror* tërësia e të mirave materiale që prodhon shoqëria në një kohë të caktuar. *Prodhime druri (çeliku, balte). Prodhime qutnështi (sheqeri). Prodhime të përdorimit të gjerë. Prodhimi për shoqërinë. ek.* ajo pjesë e prodhimit të përgjithshëm shoqëror në shoqërinë socialiste, që përdoret për riprodhimin e zgjeruar socialist, për të përmirësuar më tej mirëqenien e punonjësye, për zhvillimin e arsimit, të kulturës, të shëndetësisë etj. *Prodhim për vete. ek.* pjesë e prodhimit të përgjithshëm shoqëror, që krijohet nga puna e puno-njësve për vete dhe shpërndahet në formën e pages. *Cilësia e prodhimeve. Vlera e prodhimit. Kostoja e prodhimit. ek. Çmimet e prodhimeve. Rritja e prodhimit. Rritën sasinë e prodhimeve. I shtuan prodhimet.*
5. *mat.* Numri që del kur shumëzohen dy a me shumë numra të tjerë. *Prodhimi i dy numrave. Prodhimi dhe herësi.*
PRODHIMTAR,'-'E *mb.* 1. Që jep shumë prodhim, prodhues, pjellor. *Vend prodhimtar. Tokë prodhimtare. Lopë prodhimtare. Lloj prodhimtar.*
2. Që sjell fitim, që ka dobi; fitimprurës. *Ekonomi prodhimtare. Degë prodhimtare.*
3. Që ka pasur prodhime të shumta. *Vit prodhimtar.*
4. Që ka shkruar a ka bërë shumë vepra. *Shkrimtar (dramaturg) prodhimtar.*
5. *gjuh.* Që shërben për të formuar shumë fjalë e trajta fjalësh, prodhues. *Prapashtesë prodhimtare.*
PRODHIMTARt,~A . 1. Të qenët prodhues, prodhueshmëri. *Prodhimtaria e tokës.*
*2.* Aftësia për të dhënë një sasi të caktuar prodhimi në një njësi kohe; sasia e prodhimit që jep një pu-npnjës, një makinë, një sipërfaqe e caktuar toke etj. në krahasim me një njësi që merret si masë, prodhueshmëri; rendiment; pjellori. *Prodhimtari e lartë (mesa-tare, e ulët). Prodhimtaria e lopëve (e bagëtisë). Prodhimtaria e vreShtit (e grurit, e pyjeve). Prodhimtaria e qumështit për çdo lopë (e vezëve për çdo pule). Prodhimtaria e një shkrimtari. Race (lloj, farëra) me prodhimtari të lartë. Rritja e prodhimtarisë.*
PRODHOHET. *Pës. e* PRODHOJ.
PRODHOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Nxjerr a përpunoj një lëndë të parë a një material dhe jap diçka të gatshme për t'u përdorur; nxjerr një prodhim me punë (në industri, në bujqësi etj.). *Prodhojmë çelik në kombinatin tone. Tani e prodhojmë me forcat tona fvetë). Të prodhojmë me shumë, me mirë, me lire! Shqipëria prodhon naftë (baker, hekur, krom, bitum, çelik, plehra kimike, agrume...).*
2. *vet. veta III.* Jep një prodhim të caktuar; bën fryte; pjell; bën. *Tokë që prodhon shumë. Lop a prodhon qumësht. Kjo fabrikë prodhon cigare. Pemët prodhuan shumë këtë vit.*
3. Krijoj një vepër artistike a shkencore, bëj. *Shkrimtarët (piktorët, skulptorët) tanë kanë prodhuar shumë vepra të mira.*
PRODHUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që nxjerr a përpunon një ISnda të parë dhe jep diçka të gatshme për t'u përdorur, ai që përgatit diçka, ai që prodhon diçka me punë (në industri, në bujqësi etj.). *Prodhuesit e naftës. Prodhuesit e çelikut (e mermerit, e drithërave, e panxharsheqerit, e pambukut, e rrushit, e verës, e letrës...). Prodhuesit e vegjël të mallrave. ek.* ata që punojnë token në fshat dhe zejtarët në qytete (në vendet ku sundon prona private), të cilët zakonisht punojnë vetë, nuk shfrytëzojnë punën me mëditje dhe prodhojnë për shitje. *Prodhuesi dhe konsumatori.*
PRODHUES, ~E *mb.* 1.1 aftë për të prodhuar diçka, që prodhon; që jep shumë prodhim, pjellor; prodhimtar. *Tokë prodhuese. Lopë prodhuese.*
2. Që jep a nxjerr një lëndë të dobishme, një prodhim të caktuar. *Zonat prodhuese të pambukut. Vendet prodhuese të naftës.*
3. Që lidhet me procesin e prodhimit të diçkaje, që ka të bëjë me prodhimin e të mirave materiale; që merret drejtpërdrejt me prodhimin e të mirave materiale. *Aftësia prodhuese. Punë prodhuese. ek. Forcat prodhuese. ek. Kapital prodhues. ek. Sfera prodhuese. ek. Veprimtaria prodhuese e njerëzve. Ndërmarrje prodhuese. Sektor prodhues. Klasa prodhuese në kapitalizëm.*
4. Që ka pasur prodhime të shumta; prodhimtar. *Vit shumë prodhues.*
5. Që ka krijuar e krijon shumë vepra artistike a shkencore; prodhimtar. *Shkrimtar mjaft prodhues.*
*6. gjuh.* Që shërben për të formuar një fjalë të re a disa fjalë të reja; prodhimtar. *Tema prodhuese. Parashtesë (prapashtesë) prodhuese. Model (tip) prodhues.*
PRODHUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të prodhohet.
PRODHUESHMËRI, ~A . Të qenët prodhues, prodhimtari; aftësia për të dhënë një sasi prodhimi në një njësi kohe të caktuar; sasia e prodhimit që jep një punonjës, një makinë, një sipërfaqe e caktuar toke etj. në krahasim me një njësi që merret si masë, rendiment; pjellori. *Prodhueshmëri e lartë (e ulët, mesatare). Prodhueshmëria e bagëtisë (e lopëve), Prodhueshmëria e tokës. Rritja e prodhueshmërisë.*
PROFAN,~E *mb. libr.* 1. Që s'ka njohuritë e nevojshme në një fushë, që s'e njeh atë fushë. *Njeri proan. Ishte profan.*
*1.* Laik. *Letërsi profane.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Profan në matematikë (në kimi, në fizikë).*PROFASHIST,~E *mb.* Që përkrah fashistët e fashizmin, që ka marrë anën e fashistëve, që punon për fashistët. *Elementët profashislë. Qeveri profashiste.*
PROFECI,~A . IA.w,-TË *libr.* 1. Diçka që be-sohej se do të ndodhte në to ardhmen dhe që para-thuhej nga një profet gjoja i frymëzuar nga zoti (sipas bibles).
2. *fig.* Diçka që mendohet se do të ndodhë në të ardhmen dhe që paralajmërohet nga dikush. *Nuk i doli profecia.*
PROFESION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimtaria kryesore e njeriut në një fushë të prodhimit, të kul-turës etj., e cila kërkon një- shkallë të caktuar dijesh e shprehish, përgatitje dhe përvojë; puna a mjeshtëria më të cilën njeriu merret përditë par të siguruar jc-tesën e për t'i dhënë shoqërisë; zanat. *Profesioni i bujkut (i mësuesit, i mjekut). Punonjës të profesioneve të ndryshme. E zotëron (e njeh mirë) profesionin. Mësoi (fitoi) një profesion. E duan profesionin e vet.*
PROFESIONAL,„~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me një profesion të caktuar, që lidhet me një profesion; që është veti e një njeriu në një profesion të caktuar, që është karakteristik për një profesionist. *Aftësi profesionale. Njohuri profesionale. Ngritje profesionale. Ndërgjegje profesionale. Sëmundje profesionale. Ku-reshtje profesionale.*

2. Që përgatit punëtorë të kualiflkuar, teknikë e specialistë për një degë të caktuar të prodhimit e të kulturës, që jep njohuri për një profesion të caktuar. *Edukim (formim) profesional. Shkollë profesionale. Arsimi profesional* arsimi që merret në shkollat profesionale.
Basbkimet Profesionale të Shqi-p ë r i s ë organizata politiko-shoqërore të klasës punëtore, që bashkojnë vullnetarisht në radhët e tyre punëtorët dhe nëpunësit dhe që veprojnë nën udhëheqjen e PPSH si leva të lidhjes së saj me masat dhe si shkollë e edukimit komunist.
PROFESIONALIZËM,~MI *m.* 1. Përgatitje shu-me e mirë për të bërë një punë a për të ushtruar një veprimtari; mjeshtëri; *kund.* amatorizëm; diletantizëm. *Profesionalizëm i lartë artistik.*
2. *keq.* Prirje e gabuar që shfaqet kur vihet në plan të parë profesioni dhe jo politika e Partisë, kur i jepet rdndësi vetëm njohjes së profesionit, anës tekruke shkencore të tij, duke mos i kushtuar kujdesin e duhur përvetësimit të teorisë marksiste-leniniste, që-llimit edukues të shkollës etj. *Profesionalizëm i ngushtë. Shfaq^je profesionalizmi. Të mos biem në profesionalizëm*[1].
3. edhe *sh.* ~MA, ~MAT *gjuh.* Fjalë a shprehje që njihet e përdoret vetëm nga njerëzit e një profesioni të caktuar.
PROFESIONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që e ushtron një profesion duke pasur përgatitje të veçantë; ai që është i përgatitur mirë për mjeshtërinë e vet; *kund.* amator; diletant. *Profesionist i mirë. Profesionistët dhe amatorët.*
PROFESIONIST,~E *mb.* Që ushtron një profesion duke pasur përgatitje të veçantë; që ka përgatitje të mirë për mjeshtërinë e vet; që ka të bëjë me profesionistët, që bëhet nga profesionistët, i pro-fesionistëve; *kund.* amator; diletant. *Artist (këngëtar) profesionist. Fotograf profesionist. Teatër profesionist. Estradë profeSioniste.*
PROFESOR,—1 *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Titull që u jepet punonjësve të institucioneve të larta arsimore e kërkimore-shkencore, punonjësve të prodhimit e të institucioneve të ndryshme, që kanë një përvojë të pasur dhe kryejnë ose drejtojnë në një nivel të lartë punën mësimore e shkencore, zgjidhin nga ana teorike e praktike probleme të rëndësishme të ekonomisë e të kulturës socialiste, udhëheqin kualifikimin shken-cor të punonjësve të tjerë dhe kanë përgatitur ose kanë botuar vepra shkencore origjinale të një cilësie të lartë ideologjike e shkencore; ai që mban këte titull. *Profesori i gjuhës shqipe.*
2. *bised.* Ai që jep mësim në një shkollë të lartë a të mesme; masues. *Profesori kujdestar. Profesori i historisë (i letërsisë, i kimisë).*
PROFESORESH Ë,~A . *sh.* ~A, ~-AT *bised. Fem. e* PROFESOR,~I ₂. *Profesoresha e fizikës.*
PROFET,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *fet.* I dërguar i perëndisë, që vjen të përhapë një fe, që gjoja shpreh vullnetin hyjnor dhe parathotë atë që do të ngjasë me vonë (sipas besimeve mistike fetare).
2. *fig.* Ai që parathotë a paralajmëron diçka që do të ndodhë në të ardhmen.
PROFETIK,~E *mb. libr.* 1. *fet.* Që ka të bëjë me profetin si i dërguar i perëndisë (sipas besimeve mis-tike fetare).
2. Që parashikon dhe paralajmëron diçka që do të ndodhë në të ardhmen; që ka natyrën a karakterin e një profecie. *Fjalë profetike.*
PROFETIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. *fet.* Parathem, gjoja i frymëzuar nga zoti, atë që do të ngjasë me vonë, them profeci (sipas besimeve mistike fetare).
2. *fig.* Parashikoj e paralajmcroj atë që do të ndodhë me vonë, duke u mbështetur në njohjen e thellë të ligjeve të zhvillimit të shoqërisë. *Karl Marksi pro-fetizoi shembjen e kapitalizmit dhe triumfin e socia-lizmit.*
PROFIL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Patnja e fytyrës së një njeriu kur shikohet brinjazi; pamje anësore e një sendi. *Duket në profil. Rri në profit* rri në një më-nyrë të tillë që dikush ta shohë brinjazi. *E fotogra-foi në profil.*
2. *spec.* Paraqitja e një sipërfaqeje, e një sendi etj. në rrafshin pingul; prerje pingule e një sipërfaqeje, e një sendi etj. *Profili i ndërtesës (i fabrikës). arkit. Profili i rrugës (i hekurudhës). ndërt. Profilet e tokës. gjeol. Tokë me profil të cekët. gjeol.*
3. *fig. libr.* Drejtimi kryesor i veprimtarisë së di-kujt; tërësia e tipareve themelore të diçkaje. *Profili krijues i një shkrimtari. Profili kombëtar i teatrit. Shkollë me disa profile (me profil bujqësor).*
PROFILAKSI,~A . 1. *mjek., veter.* Tërësia e ma-save paraprake që merren për t'u mbrojtur nga së-mundjet ose për të parandaluar përhapjen e sëmun-djeve të ndryshme; parandalim i sëmundjeve; mbrojtje paraprake e shëndetit. *Profilaksia Veterinare. Shërbimi* i *profilaksisë.*
*2. tek.* Masat paraprake që merren për të ruajtur një aparat, një mekanizëm etj. nga dëmtimet a nga prishja e parakohshme; parandalim i prishjeve a i dëmtimeve, mbrojtje a ruajtje paraprake. *Profilaktia e makinerisë.*PROFILAKTIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me pro-filaksinë, i profilaksisë; që shërben për ta ruajtur dike a diçka nga sëmundjet; parandalues, para-mbrojtës. *Masa profilaktike. Shërbimi profilaktik. Vaksinim profilaktik. për qëllime profilaktike.*
*2.* Që e ruan diçka nga dëmtimi, nga prishja e pa-rakohshme etj.; parandalues, paranibrojtës.
PROFILIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PROFILIZOJ, PROFILIZO-HEM. *Profilizimi i një ndërmarrjeje (i një uzine). Profilizimi i një shkolle të mesme. Profilizimi i studiues-*
*ve \(i pedagogëve).*
PROFILIZOHEM *vetv.* 1. Përgatitem posaçërisht për një profesion a për një degë të caktuar, marr një profil të caktuar. *Është profilizuar për historinë e re.*
*2. Pës. e* PROFILIZOJ.
PROFILIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E përgatit dike posaçërisht për një profesion a për një degë të caktuar, i jap një profil të caktuar. *profilizuan per*
*kiriirgë.*
*2.* I jap diçkaje një drejtim të caktuar, e organizoj sipas një profili. *Profilizuan uzinën tnekanike (shkollën).*
PROFILIZUAR (i,e) *mb.* 1. Që është përgatitur posaçërisht për një profesion a për një degë të cak-tudr, që ka rnarrë një profil të caktuar. *Mjek i profilizuar.*
*2.* Që ka një drejtim të caktuar, që është organizuar sipas një profili. *Shkollë e mesme e profilizuar.*
PROFKATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që thotë fjalë të kota e të gënjeshtërta, ai që thotë profka.
PROFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pushkaliqe; stërlagës. *Bëri një profkë.*
2. *kryes. sh.* Fjalë të kota e të gënjeshtërta, dokrra, gjepura, pallavra. *Profkat revizioniste. Fliste (thoshte, shiste) profka. Ishin vetëm profka.*

PROG,~U *m. zakon. sh.* PROGJE,~T. Gozhdë të ^shkurtra me kokë të rrumbullakët a katrore që u vihen këpucëve nën shoje. *Këpucë me progje.*

•*k* I ranë progjet *dikujt mospërf.* nuk e ka me pushtetin e mëparshëm; nuk e ka me fuqinë e më-parshme, është dobësuar mjaft.

PROGNOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Parashikim për; një dukuri, ngjarje etj. sipas disa të dhënave shkencore. *Prognozë e përpiktë (e saktë). Prognoza e i,notit (e kohës). meteor,* parashikimi i motit.

2. *mjek., veter.* Parashikimi i ecurisë dhe i fundit të një sëmundjeje sipas disa të dhënave. *Prognozë e mirë (e keqe). Prognoza e sëmundjes.*

PROGRAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e de-tyrave dhe e punëve të parashikuara për t'u plotësuar në të ardhmen; plan i gjerë që parashikon një punë a një veprimtari të ardhshme dhe ecurinë për plo-tësimin e saj. *Program madhështor ndërtimi. Program pune.*

*2.* Tërësia e parimeve, e tezave, e qëllimeve dhe e detyrave themelore që i ka caktuar vetes një parti politike, një qeveri ose një organizatë shoqërore. *Program politik. Programi minimal (maksimal). Pro-grami i Partisë Komuniste të Shqipërisë. Programi i qeverisë. Shpalli programin.*

3. Përmbledhje e shkurtër e përmbajtjes dhe e qëllimeve të një lënde mësimore në shkollë. *Program mësimor. Programi i historisë së Partisë së Punës të Shqipërisë (i gjuhës shqipe, i letërsisë shqiptare, i fi-zikës).*

4. Tërësia e pjesëve që Iuhen në një koncert, ₙë një estradë, në një shfaqje cirku etj.; tërësia e pikave që përmban një veprimtari kulturore e artistike; tërësia e emisioneye që jepen me radio ose me televizion gjatë një dite, një jave etj.; fleta ose libërthi ku janë shtypur sipas një rendi të caktuar këto pjesë, emisione etj. *Program muzikor. Program artistik (kulturor). Program televiziv. Program ipasur (i bukur, i shkurtër). Programi i emisioneve të radios. Program me muzikë sipas kërkesave të dëgjuesve. Program me këngë (me recitime). Programi i shfaqjes. Programi i festivalit.*

PROGRAMATIK,~E *mb.* Që parashtron parime, teza, qëllime e detyra themelore për të tashmen dhe për të ardhshmen, që është një program pune dhe lufte për të ardhshmen. *Fjalimet programatike të shokut Enver Hoxha. Dokumeht programatik për lëvizjen komuniste (marksiste-leniniste) në botë. Deklaratë programatike.*

PROGRAMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PROGRAMOJ, PROGRA-MOHET. *Programimi i punëve bujqësore (i prodhimit). Programimi i veprimtarisë artistike (kulturoreJ.*

PROGRAMOHET. *Pës. e* PROGRAMOJ.

PROGRAMOJ *kal,* ~OVA, ~t?AR. Caktoj detyrat dhe punët që do të plotësohen në të ardhshmen sipas një rendi të përshtatshëm; bëj planin e një pune a të një veprimtarie, vë në program diçka; planifikoj. *Programoi punën edukative me klasën.*

PROGRAMOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me detyrat dhe me punët e parashikuara për t'u plotësuar në të ardhshmen sipas një rendi të caktuar, që lidhet me planin e një pune a të një veprimtarie, që i përket programit; programatik. *Kërkesa (detyra) programore.*

PROGRAMUAR (i,e) *mb.* Që bëhet sipas një programi të caktuar, që është programuar; i planiflkuar. *Punë e programuar. Kohë e programuar. Në mënyrë të programuar.*

PROGRES,~I *m. libr.* Prirje e përgjithshme zhvi-llimi, ecje përpara, kalim në një shkallë më të lartë, përparim; *kund.* regres. *Progres i madh. Progres ekonomik (shoqëror). Progresi teknik. Në rrugën e progresit.*

PROGRESION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mat.* Varg numrash që vijnë duke u rritur a duke u zvogëluar, në të cilin ndryshimi ose raporti ndërmjet dy num-rave që ndjekin a paraprijnë njëri-tjetrin është kur-doherë i njëjtë. *Progresion aritmetik* yarg numrash, të cilët vijnë duke u rritur në mënyrë të atillë, që ndryshimi në mes të dy numrave të njëpasnjëshëm është kurdoherë i njëjtë (p.sh. 2,5,8,11,14...). *Progresion gjeometrik* varg numrash, në të cilin herësi që del nga pjesëtimi i numrit që vjen pas me numrin e mëparshëm është kurdoherë i njëjtë (p.sh. 2,4,8,16,32...).

PROGRESIST,~E *mb. libr. shih* PËRPARIM-TAR,~E. *Forcat progresiste. Lëvizje progresiste. Mendimi progresist.*

PROGRESIV,~E *mb. libr.* 1. Që shkon përpara, që bën hapa përpara, që ecën në drejtim të përpa-rimit; *kund.* regresiv. *Proces progresiv. Ndryshime progresive.*2. I përparuar. *Norma progresive. Mesatarja pro-gresivc.*

3. Që vjen duke u rritur a duke u shtuar; përparues. *Forma progresive e sëntundjes. Taksë progresive* taksë në vendet borgjeze mbi një të ardhur a fitim, që vjen duke u shtuar sipas rritjes së fitimit.

PROJEKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeom.* Paraqitja e një pike, e një drejtëze a e një figure gjeo-metrike në një sipërfaqe të rrafshët sipas një boshti të dhënë. *Projeksioni i një pike. Projeksionet e kateteve në hipotenuzë. Projeksioni i segmentit mbi një drejtëz.*

*2.* Paraqitje e zmadhuar në ekran e filmit, e dia-pozitivave etj. me aparate të posaçme; projektim. *Aparat projeksioni.*

PROJEKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Plani i një ndërtese, i një ure a i ndonjë vepre tjetër, që paraqet me hollësi veprën e pjesët e saj dhe shërben gjatë ndërtimit; skema e diçkaje që do të ndërtohet, viza-timi teknik i diçkaje; fleta ku është paraqitur ky plan. *Projekt tip. Projekt ndërtese (banese). Projekti i uzinës. Projekti i fshatit të ri. Bëri projektin. Palosi projektin.*

*2.* Teksti i parë i një dokumenti, i një plani etj. që parashtrohet për shqyrtim e miratim. *Projekti i KuShtetutës së Re të Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë. Projekti i deklaratës. Miratuan projektin e paraqitur.*

3. *jig. libr.* Plani i një pune për të ardhshmen; ide a mendim që kemi për diçka; shestim. *Është në projekt. Kam ca projekte në kokë.*

PROJEKTBUXHET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fin.* Projekti i buxhetit të një shteti, i një ndërmarrjeje etj. për një kohë të caktuar, që paraqitet për shqyrtim e miratim. *Prajektbuxheti i shtetit. Miratoi projekt-buxhetin.*

PROJEKTDEKLARATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Projekti i një deklarate që parashtrohet për shqyrtim “ miratim. *Paraqiti projektdeklaratën. Votuan për projektdeklaratën.*

PROJEKTDETYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Projekti i një detyre që parashtrohet për shqyrtim e miratim. *Hartoi projektdetyrën.*

PROJEKTDIPLOMË, ~A . *sh.* ~A, ~AT. Puaë kërkimore e shoqëruar me projekte, skica etj. që paraqitet për t'u

mbrojtur nga një student i degëve të inxhinierisë. *Projektdiplomat e studentëve.*
PROJEKTDlREKTlVfË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Projekti i një direktive që shtrohet për shqyrtim a miratim. *Projektdirektivat e planit të ardhshëm pesë-jeçar. Diskutuan për projektdirektivën.*
PROJEKTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PROJEKTOJ, PROJEKTO-
HET. *Projektimi i banesave (i uzinave, i rezervuarëve, i punimeve). Projektimi i filmit. Zyra e projektimit. Instituti { projektimit. Aparat projektimi. Salla e projektimit.*
PROJEKTKUSHTETUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Projekti i një kushtetute që paraqitet për shqyrtim e miratim. *Projektkushtetuta e Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë. Diskutimi (shqyrtimi) i pro-jektkushtetutës. Miratuam njëzëri projektkusktetutën.*
PROJEKTLIGJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Projekti i një ligji që paraqitet për shqyrtim e miratim. *Diskutimi* i *projektligjit.*
PROJEKTMARRËVESHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET.
Projekti i një marrëveshjeje që paraqitet për t'u mi-ratuar e për t'u nënshkruar. *Nënshkruan projektma-rrëveshjen.*
PROJEKTOHET. *Pës. e* PROJEKTOJ.
PROJEKTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Paraqit në letër planin e një ndërtese, të një ure a të një vepre tjetër, bëj projektin e diçkaje. *Projektuan një fabrikë (një ndërtese, një urë, një pajisje). Projektuan ndërtimin e një qendre të re banimi. E projektuan specialistë't tanë.*
*2.* Shfaq në ekran me përmasa të zmadhuara një film, një figure, një tablo etj. me aparate të posaçme. *Projektoi filmin.*
3. *libr.* Bëj mend, shestoj.
PROJEKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pajisje me një llambë të fuqishme elektrike, që shërben për të lëshuar një tufë rrezesh drite të forte në një drejtim të caktuar dhe në largësi të madhe. *Projektorët e ve-turës. Rrezet e projektorit. Ndriçon projektori.*
*2.* Aparat i posaçëm që shërben për të shfaqur një film etj. në ekran, aparat projektimi.
PROJEKTPLAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Projekti i një plani që shtrohet për shqyrtim e miratim. *Projekt plani ekonomik (financiar). Projektplani i pesë-vjeçarit të ardhshëm. Projektplani i ndërmarrjes. Har-timi i projektplanit. Shqyrtimi (diskutimi) i projekt-planit. Detyrat e projektplanit. Miratuan projektplanin.*
PROJEKTREZOLUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT.
Projekti i një rezolute që shtrohet për shqyrtim e miratim. *Paraqitën një projektrezolutë.*
PROJEKTSTATUT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Projekti i një statuti që shtrohet për shqyrtim e miratim.
PROJEKTTRAKTAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Projekti i një traktati që paraqitet për t'u miratuar e për t'u nënshkruar. *Nënshkruan projekttraktatin.*
PROJEKTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën projektin e ndërtimit të një shtëpie, të një vepre in-dustriale, të një qendre banimi etj.; ai që merret me projektimin e diçkaje. *Projektuesit e hidrocentralit (e uzinës, e punimeve). Projektuesit dhe ndërtuesit. U be projektues.*
PROJEKTUES,~E *mb.* 1. Qc merret me projektimin e objekteve që do të ndërtohen, që bën projektin e diçkaje; që bëhet për projektimin e një ndër-^^tese etj. *Inxhinier projektues. Institut projektues. Punë projekt uese.*
*2.* Që shërben për të shfaqur në ekran një film, një diapozitiv etj. *Aparat projektues.*
PROJEKTVENDlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Projekti i një vendimi që shtrohet për shqyrtim e miratim. *Projektvendimet e konferencës (e mbledhjes). Hartuan projektvendimin. Diskutuan rreth projektvendimit.*
PROKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Prog.
PROKLAMATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shpallje me përmbajtje të rëndësishme politike, në të cilën kryesisht bëhet thirrje për diçka. *Proklamata e qe-verisë. Nxori një proklamatë.*
PROKLITIK,~E *mb. gjuh.* Që është i patheksuar dhe qëndron përpara një fjale të theksuar, që në shqip-tim mbështetet te fjala e theksuar që vjen pas. *Fjatëzproklitike* (p.sh. po shkon, me prit!, për nesër etj.).
PROKOMUNIST,~E *mb.* Që përkrah komunistët, që jmerr anën e komunistëve, që vepron për komunistët. *Organizatë prokomuniste. Ide prokomuniste. Veprim-tari prokomuniste.*
PROKOPI,~A *f.sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Mall, pa-suri. *Shiti gjithë prokopinë. Bëri prokopi.*
*2.* Mbarësi; dobi. *S'ia kishim parë prokopinë atij. Mos bëftë prokopi! mallk.*
PROKURË,~A. *sh.* ~A, ~AT *drejt.* Akti zyrtar kuI dikush ngarkon një njeri për ta përfaqësuar para ligjit ose për të vepruar në emër të tij; dokumenti që vërteton këtë akt përfaqësimi. *Prokurë e posaçme.*
PROKUROR,~I *m. sh,* ~Ë, ~ET *drejt.* Punonjës i prokurorisë, që ka për detyrë të kontrollojë zbatimin e përpiktë dhe të njëllojtë të ligjeve. *Prokurori i Për-gjiihshëm* prokuror që emërohet nga Kuvendi Popullor i R;epublikës Popullore Socialiste të Shqipërisë dhe që drejton punën e prokurorëve, parashtron në Kuvendin Popullor e në Presidiumin e Kuvendit Popullor rastet kur ligjet dhe dekretet nuk pajtohen me Kushtetutën, si edhe në Këshillin e Ministrave rastet kur vendimet e urdhëresat e tij nuk pajtohen me ligjet. *Prokuror popullor* veprimtar shoqëror që zgjidhet nga populli në një lagje, fshat a qendër pune dhe që ka për detyrë të kontrollojë zbatimin e përpiktë dhe të njëllojtë të ligjeve në lagjen, në fshatin a në qendrën e punës ku është zgjedhur. *Prokurori i rrethit. Ndihmësi (zë-vendësi) i prokurorit.*
PROKURORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PROKUROR,~I. *Prokurorja e fshatit (e rrethit).*
PROKURORI,~A . *sh.* ~-, ~TË *drejt.* Organ shtetëror që ka për detyrë të kontrollojë zbatimin e përpiktë e të njëllojtë të ligjeve nga mini$tritë dhe nga organet e tjera qendrore e lokale, nga gjykatat, organet e hetimit, ndërmarrjet, institucionet, organi-zatat, nëpunësit dhe shtetasit; zyra a ndërtesa ku pu-non ky organ. *Prokuroria e Përgjithshme. Prokuroritë e rretheve.*
PROLETAR, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Punëtor me mëditje në shoqërinë kapitaliste, i cili nuk ka asnjë mjet prodhimi, nuk zotëron asgjë tjetër përveç fuqisë së krahut, që është i detyruar t'ia shesë kapitalistit për të mps vdekur nga uria; pjesëtar i klasës së pro-letariatit. *Proletarët e qytetit (e fshatit). Proletarë të të gjitha vendeve, bashkohuni!*
2. *hist.* Qytetar i shtresës më të varfër e më të ulët në Romën e Vjetër.
PROLETAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me proletarët ose me proletariatin, i proletarëve ose i prole-tariatit; që përbëhet nga proletarët ose mbron inte-resat e proletariate; që është karakteristik për proletarët, që frymëzohet nga idealet e proletariatit dhe i pas-qyron a'to. *Parti proletarë. Familje proletarë. Ideologji proletarë.*

*Partishmëri (frymë) proletarë. Botëkuptim proletar. Disiplinëproletarë. Heroizëmproletar. Thjeshtë-si (ndërgjegje) proletarë. Moral (humanizëm) proletar. Virtyte proletarë. Arti proletar. Letërsi (kulturë) proletarë. Internationalizem proletar. Me prejardhje proletarë.*
2. Që zhduk pronën private mbi mjetet e prodhimit dhe e shndërron atë në prone të të gjithë shoqërisë, që shkul nga rrënjët shfrytëzimin e njeriut nga njeriu dhe e vë proletariatin në krye të pushtetit shtetëror;
që është në dobi të proletariatit, që u shërben që-llimeve të proletariatit. *Revolution proletar. Diktaturë proletarë. Politikë (vijë) proletarë. Demokracia pro-letare është demokraci e vërtetë.*
PROLETARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PROLETAR,~I.
PROLETARIAT,~I *m.* Klasa me revolucionare në shoqërinë borgjeze, që përbëhet nga proletarët, që shfrytëzohet e shtypet egërsisht nga kapitalistët dhe që ka për mision historik të permbysë me revolution rendin borgjez e të ndërtojë shoqërinë e e re pa klasa e pa shfrytëzim të njeriut nga njeriu nen udhëheqjen e partisë së vet marksiste-leniniste; klasa e proletarëve. *Proletarian industrial (bujqësor). Proletarian shqiptar para Çlirimit. Proletarian botëror (ndërkombëtar). Partia e proletariatit. Diktatura e proletariatit. Botëkuptimi i proletariatit. Hegjemonia e proletariatit. Roli udhëheqës i proletariatit në re-volucionin e sotëm botëror. Misioni historik i proletariatit si varrmihës i kapitalizmit. Varfërimi absolut i proletariatit. ek. Varfërimi relativ i proletariatit. ek.*
PROLETARIZlM,~l *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PROLETARIZOJ, PROLETARIZOHEM.
*Proletarizimi i prodhuesve të vegjël (i zanatçinjve, i fshatarëve të varfër). Proletarizimi i partisë (i ushtrisë, i shkollës).*
PROLETARIZOHEM *vetv.* 1. Kthehem në punëtor me mëditje, bëhem proletar (në vendet kapitaliste e revizioniste). *Jane proletarizuar prodhuesit e vegjël (fshatarët).*
*1. vet. veto HI.* Mbushen radhët e saj me anëtarë nga gjiri i proletariatit ose nga klasa punëtore, shtohet numri i proletarëve në të (për partinë e proletariatit).
3. Marr tiparet e proletarit a të proletariatit, jetoj, mendoj e veproj si proletar, i shërbej proletariatit. *Proletarizohet ushtria (shkolla, inteligjencia).*
PROLETARIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E
kthej dike në punëtor me mëditje, e bëj proletar (në vendet kapitaliste e revizioniste).
2. Mbush radhët e partisë me proletarë, pranoj në parti anëtarë nga gjiri i klasës punëtore, shtoj numrin e proletarëve në parti (për partinë e proletariatit).
3. E bëj që të marrë tiparet e proletarit a të proletariatit, e bëj që të jetojë, të mendojë e të veprojë si proletarët.
PROLETARIZUAR (i,e) *mb.* 1. Që është kthyer në punëtor me mëditje, që është proletarizuar (në vendet borgjeze e revizioniste). *Zejtar (fshatar) iproletarizuar.*
*2.* Që është plotësuar me proletarë, që ka një numër të madh proletarësh a punëtorësh në radhët e saj, që ka një përbërje të tillë, ku mbizotërojnë punëtorët (për një parti të proletariatit). *Parti e proletarizuar.*
3. Që ka marrë tiparet e proletarit a të proletariatit, që jeton, mendon e vepron si proletar. *Njeri iproletarizuar. Ushtri e proletarizuar.*
PROLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *let.* Hyrje në një vepër letrare (roman, dramë etj.), zakonisht rië trajtë monologu, që e lidh lexuesin me temëneveprës ose e njeh me disa ngjarje që kanë ndodhur me pare, por nuk trajtohen në vepër; *kund.* epilog. *Prologu i romanit (i dramës, i (limit).*2. *fig.* Ngjarje ose varg ngjarjesh që i prijnë një dukurie me përpjesëtime të mëdhae të rëndësishrae. *Prologu i Nëntorit tone të lavdishëm.*
PROMEMORIE,~A . *sh.* ~E, ~ET *libr.* Për-kujtesë.
PROMOTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që i jep shtytjen e parë një pune, një veprimtarie etj., nxitësi i parë a kryesor i diçkaje. *Promoter i bashkimit kom-bëtar (i shpalljes së pavarësisë). U be promotor.*
PRONAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që zotëron një prone a një pasuri dhe e përdor atë për të nxjerrë fitime duke shfrytëzuar të tjerët; ai që ka në dorë mjete e vegla prodhimi dhe shfrytëzon punën me më-ditje të punëtorëve (në vendet borgjeze e revizioniste). *Pronar i madh tokash. Pronari i uzinës (i fabrikës, i punishtes, i hotelit). Pronari dhe punëtorët.*
2. Ai që zotëron diçka, të cilën e përdor për të plo-tësuar nevojat vetjake ose familjate, i zoti i diçkaje. *Pronari i shtëpisë.*
PRONARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PRO-NAR,~I. *Pronarja e hotelit (e restorantit). Pronarja e shtëpisë.*
PRONË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *ek.* Forme e cak-tuar historike e përvetësimit të të mirave matena-le, e në radhë të parë e mjeteve të prodhimit. *Prona socialise (shoqërore)* prone shoqërore mbi mjetet e prodhimit dhe mbi produktet e punës, që është bazë e shoqërisë socialiste, e marrëdhënieve socialiste në prodhim. *Prona kooperativiste* prona që i përket grupit të punonjësve të fshatit, të bashkuar vullnetarisht në kooperativën bujqësore. *Prone vetjake* tërësia e të ardhurave nga puna dhe nga burime të ligjshme, shtëpia e banimit dhe sende të tjera që shër-bejnë për plotësimin e nevojave materiale e kulturore vetjake e familjare; objektet që i përkasin familjes kooperativiste sipas statutit të kooperativave bujqësore. *Prone e përbashkët. Prone kolektive. Prone private. Prone kapitaliste shtetërore* ndërmarrjet dhe degët e veçanta të ekonomisë kapitaliste, që janë prone e shtetit dhe që përdoren nga ai për të rritur fitimet e monopoleve e to kastës burokratike nëpërmjet shfry-tëzimit të masave të gjera punonjëse brenda vendit dhe në vende të tjera. *Prona feudale mbi token. Qën-drimi socialist ndaj pronës shoqërore. Forcimi (fuqizimi) i pronës shtetërore (kooperativiste). Forcojmë (mbrojmë) pronën socialiste. Bëhet (kthehet në)pronë e të gjithëve. E shndërroi në prone shoqërore.*
2. Pasuri që i përket dikujt. *zoti i pronës. E ka pronën e vet.*
3. *hist.* Arat bashkë me shtëpinë; toka, çifliku.
4. *fig.* Diçka që i përket një njeriu a një grupi sho-qëror, që ndodhet në dorë të dikujt a që është për dike. *Në Republikën Popullore Socialiste të Shqipërisë arsimi është prone e masave punonjësl.*
P l o t ë s i i pronës *gjuh.* gjymtyrë e dytë e fjalisë e shprehur me një emër, që tregon pronësi a përkatësi.
PRONËSl,~A . E drejta e dikujt për të zotëruar një prone; të qenët prone e dikujt. *Dy format e pro-nësisë* prona private dhe prona shoqërore. *Forma sun-duese e pronësisë.*

PRONËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Fitoj të drejtën për të qenë pronar i diçkaje, e bëj pronën time, bëhem i zoti i diçkaje. *Bejlerët pronësonin paswinë e fshatarit.*

PRONËSOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me pronën, që i përket pronës, i pronës. *E drejta pronësore. Shndë-rrime pronësore.*

2. *gjuh.* Që shënon një tipar a një send, i cili zo-tërohet nga dikush a nga diçka ose dëshirohet ta ketë dikush a diçka (për fjalët e përbëra si zemërgur, shpa-tullgjerë, syzezë, ujëshumë etj.). *Kompozita pronësore.*

PRONOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që tregon se sendi i përmendur i përket një vete të caktuar, që shpreh përkatësinë ndaj dikujt a diçkaje (për përemrat si imi, yni, yti, jotja, i tij, i saj, i tyre etj.). *Përemrat pro-norë.*

2. ri *em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Përemri pronor. *Pronorët e gjuhës shqipe. Pronorët e vetës së pare.*

PROPAGANDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ve-primtari e gjerë që zhvillohet me anë të shtypit, të radios, të fjalimeve etj. për të përhapur dhe për të ngulitur në masat një doktrinë a një ide të caktuar, dije të caktuara etj., për t'i bindur dhe për t'i mobi-lizuar ato për diçka etj. *Propagandë politike (kulturore, pedagogjike, shkencore, shëndetësore, ateiste). Propaganda imperialiste (revizioniste). Propagandë armiqësore {tnashtruese, shpifëse, helmuese, demago-gjike). Propaganda e prodhimit. Propaganda e Partisë. Shtëpia e propagandës bujqësore. Mjetet (metodat) e propagandës.*

*2. bised.* Përpjekje për t'i mbushur mendjen dikujt me fjalë, për ta bindur për diçka, agjitacion. *bën propagandë.*

PROPAGANDIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PROPAGANDOJ, PROPAGANDOHET.

*Propagandimi i ideve të Partisë. Propagandimi i ligjeve. Propagandimi i librit. Propagandimi i shembullit të mirë.*

PROPAGANDIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën propagandë në masat e gjera me anë (ë shtypit, të radios, të fjalimeve etj., ai që merret me veprim-tari propagandistike. *Propagandist i vijës së Partisë. Grupe propagandistësh.*

2. Ai që drejton formën e edukimit të punonjësve në një qendër pune; drejtues i formes së arsimit në parti.

PROPAGANDISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PROPAGANDIST,~I. *Propagandiste e flaktë. Propagandise të së resë.*

PROPAGANDISTIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me propagandën; që ka karakterin e propagandës. *Punë propagandistike. Fushatë propagandistike.*

*1. keq.* Që synon t'i mbushë mendjen dikujt me fjalë të zbrazëta e të gënjeshtërta. *Makina propagandistike borgjeze e revizioniste. E bëjnë për qëllime propagandistike.*

PROPAGANDOHET. *Pës. v* PROPAGANDOJ.

PROPAGANDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Zhvi-lloj veprimtari të gjerë me shtyp, me radio, me fja-hme etj. për të përhapur e ngulitur në masat një doktrinë a një ide, dije të caktuara etj., për t'i bindm e mobilizuar për diçka etj.; bëj propagandë, merrem me propagandë. *Propagandoj idetë e komunizmit (idetë ateiste). Propagandoj të renë (teknikën e për-paruar).*

*2. keq.* Mundohem t'i mbush mendjen dikujt me fjalë të zbrazëta e të gënjeshtërta. *Propagandonin gënjeshtrat e imperialistëve.*PROPAGANDISES, ~E *mb.* Që bën propaganda, që propagandon. *Aftësi propagandise.*

PROPORCION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Përpjesëtim. *Në proporcione të mëdha (të gjera). Në proportion të drejtë.*

PROPORCIONAL,~E *mb.* Përpjesëtimor; i për-pjesshëm. *Zhvillimi proportional i ekonomisë popullore. I: ndarë në mënyrë proporcionale.*

PROPORCIONALISHT *ndajf. libr.* Përpjesëtimisht. *E ndau proporcionalisht.*

PROPOZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PROPOZOJ, PROPO-ZOHEM. *Propozimi i kandidatëve për këshilltarë popullore.*

2. Mendim që ia parashtrojmë dikujt për ta shqyr-tukr e për ta miratuar, diçka që propozohet. *Propozim i vlefshëm. Propozim me vend. Bëri një propozim. E pranoi (nuk e pranoi, e përkrahu, e hodhi poshtë) propozimin e tij. Vë në vole propozimin.*

3. *bised.* Kërkesa që zakonisht një djalë i bën një vajze për t'u fejuar dhe përt'u martuar me të. *bëri propozim. E pranoi propozimin.*

PROPOZOHEM. *Pës. e* PROPOZOJ.

PROPOZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I parashtroj dikujt një mendim për diçka që ta shqyrtojë e ta mi-ratojë; jap një mendim për ta zgjidhur diçka që dis-kutohet. *Propozojnë punëtorët. Propozoi një zgjidhje të re. Propozoi të krijohej një komision.*

*1.* Shpreh mendimin që dikush të zgjidhet në udhë-heqje të një organi ose të jetë anëtar në një organizatë, në një këshill etj. *E propozuan për kryetar kooperative (për anëtar të komitetit të rinisë).*

3. *bised.* I bëj një vajze kërkesën për t'u fejuar dhe për t'u martuar me të. *propozoi të fejoheshin (të martoheshin).*

PROPOZUAR (i,e) *mb.* I. Që është propozuar si kandidat për t'u zgjedhur në udhëheqje të një organi ose për të qenë anëtar në një organizatë, në një këshill etji *Kandidatët e propozuar.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Emrat e të propozuarve.*

PROPOZUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që pa-
rashtron një mendim, një zgjidhje etj. për ta shqyr-tuar e për ta miratuar, ai që bën një propozim.

2. Ai që propozon dike si kandidat për t'u zgjedhur në udhëheqje të një organi ose për të qenë anëtar në një organizatë, në një këshill etj.

PRORE *ndajf. krahin.* Ore e cast, gjithnjë. *Prore mehdonte për vendlindjen.*

PROSTITUCION,~I *m.* Dukuri e shëmtuar në vendet borgjeze e revizioniste, kur grate ose vajzat shesin trupin e nderin e tyre për të siguruar mjetet e jetesës; kurvëri. *Prostitution i hapur. Rritja e prosti-tucionit. Merrej me prostitution.*

PROSTITUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grua a vajzëqë merret me prostitucion, grua e përdalë; kurvë.

PROSHKËT (i, e) *mb.* 1.1 njomë, i freskët, që sapo është këputur (për pemët, perimet). *Fiq të proshkët. Sallatë e proshkët.*

*2.* Që sapo është pjekur ose është zier, që sapo ka dale nga zjarri, taze, jo bajat, jo i ndenjur; që sapo
është bërë, i njomë, i butë (për disa gatesa e ushqime). *Bukë e proshkët. Gjellë e proshkët. Djathë i proshkët.*

PROSHTIMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Lëkurëe porsa-rrjepur e kafshës; lëkurë e patharë që bie erë të keqe.

PROSHUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kofshë derri e kripur dhe e tharë në tym. *Proshutë derri. Proshutë e tymosur (e*

*pjekur). Proshutë me vezë. Një thelë proshutë. Era e proshutës.*

PROTAGONIST,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. I. *let.* Personazhi kryesor i një vepre letrare (kryesisht në prozë); personazhi kryesor pozitiv, heroi kryesor. *Protagonisti i veprës.*

2. *teatër.* Aktori që luan rolin kryesor në një pjesë teatrale. *Roli i protagonistit.*

3. *fig.* Ai që luan rolin kryesor në një punë, në një veprimtari a në një ngjarje.

PROTEINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *biokim.* Lëndë organike, që gjendet si pjesë përbërëse themelore e qelizave në organizmat e gjalla e në bimët dhe është e domosdoshrne për jetën e tyre. *Proteina bimore (shtazore). Proteina të thjeshta (të përbëra). Ushqime me proteina. Përmban (ka) proteina.*

PROTEKSIONIST,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë a që lidhet me proteksionizmin, që mbështetet në pro-teksionizëm. *Politikë proteksioniste. Masa protek-sioniste. Taksë (tarifë) proteksioniste.*

PROTEKSIONIZËM,~MI *m. ek.* Politikë eko-nomike e shteteve kapitaliste, që zbatohet sidomos duke vënë taksa të larta doganore për mallrat e huaja, me qcllim që të mbrohet kapitali vendës nga konku-rrenca e huaj dhe të rriten kështu fitimet e kapita-listëve.

PROTEKTORAT,~I *m. sh,* ~E, ~ET. Forme e varësisë së një shteti nga një shtet tjetër me i madh, i cili ushtron kontroll mbi politikën e jashtme të shtetit të varur, ndonëse ky ruan një fare autonomie të brendshme dhe disa të drejta të kufizuara në ma-rrëdhëniet ndërkombëtare; vendi që ndodhet nën një varësi të tillë. *Protektorat anglez. Ishte (ndodhet) nën protektoratin e...*

PROTESTANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Besimtar e ithtar i protestantizmit.

PROTESTANT,~E *mb.* Që lidhet me protestan-tizmin, që i përket protestantizmit, i protestantizmit; që mbështetet në protestantizëm, që beson në pro-testantizëm; që përhap protestantizmin. *Reforma pro-testante. Kisha protestante.*

PROTESTANTIZËM,~MI *m. fet.* Emërtim i përbashkët për disa besime të krishtera që u shkëputën nga kisha katolike romake pas reformës së shekullit XVI.

PROTESTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kundërshtim i vendosur për një padrejtësi a për një veprim të pa-ligjshëm; shprehja në mënyrë të prerë e mospajtimit me diçka. *Protestë e ashpër (e fuqishme, e vendosur). Protestë me shkrim. Mbledhje protestë. Vale protes-tash. Note protestë. Në shenjë protestë. Bëri protestë. Ngritën zërin e protestës.*

PROTESTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes PROTESTOJ. 2. Protestë. PROTESTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Ngre zërinkundër një padre jtësie, njI veprimi të paligjsbëm etj.; shpreh kundërshtimin tira për diçka, bcj protests. *Protestuan me force (me rendosmëri).*

PROTESTËES,~E *mb.* 1. Që b6n protests kundër dikujt a diçkaje, që proteston. *Punëtorël (të rinjtë) protestues fnë vendet borgjeze e revizioniste).*

2. Që shpreh protestën. *Zë (vështrim, qëndrim) protestues.*

*3. Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit (për nje-rëzit).

PROTEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjelc.* Pjesë ar-tificiale e trupit (dorë, këmbë, dhëmb etj.) prej lënde plastike, prej druri, prej metali etj., që vihet në vend të asaj që është dëmtuar a hequr. *Proteza e dhëmbit. Protezë për këmbë. Vë (heq) protezën. Ecën me pro-tezë.*

PROTOKOLL,~I *m.sh.* ~E, ~ET *zyrt.* l.Proces-verbal. *Protokolli I mbledhjes. Protokolli i organizatës-•bazë të par the. Mbaj protokolUn. E shënoi në protokoll.*

*1.* Regjistër në të cilin shënohen shkresat e një zyre; *bised.* zyra ku mbahet ky regjistër. *Numri i pro-tokollit. E regjistroi në protokoll.*

*3. dipl.* Tërësi rregullash për ceremonitë e ndryshme që bëhen për pritje e për përcjellje zyrtare; zyra që merret me pcitjet e me përcjelljet zyrtare në dikas-teret që kanë të bëjnë me botën e jashtme. *Drejtoria (degaj e pro tokollit.*

4. Marrëveshje që bëhet ndërmjet dy palëve për shkëmbimet ekonomike, kulturore, shkencore etj, dokumenti që përmban pikat e kësaj marrëveshjeje. *Protokoll ndërmjet dy universiteteve (dy akademive). Protokoll për shkëmbim mallrash. Nënskkrimi i pro-tokollit.*

PROTOKOLLAR,~E *mb. zyrt.* Që lidhet me pro-tokollin, që i përket protokollit; që bëhet sips pro-tokollit. *Marrëveshje protokollare. Vizitë (pritje, mble-dhje) protokollare. For mule (shprehje) protokollare.*

PROTOKOLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zyrt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PROTOKOLLOJ, PROTOKOLLOHET.

PROTOKOLLlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zyrt.* 1. Në-punësi që shënon në një regjistër të posaçëm shkresat që hyjnë në një zyrë ose dalin prej saj.

2. Ai që mban procesverbalin në një mbledhje, në një konferencë etj., ai që mban protokollin.

PROTOKOLLtSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zyrt. Fem. e* PROTOKOLLlST,~I.

PROTOKOLLOHET *zyrt. Pës. e* PROTOKOLLOJ.

PROTOKOLLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *zyrt.* Regjistroj në protokoll shkresat që hyjnë në një zyrë ose dalin prej saj.

PROTOKOLLUAR (i,e) *mb. zyrt.* QË është re-gjistruar në protokoll (për një shkresë etj.).

PROTON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fiz.* Secila prej grimcave të vogla që kanë ngarkesë elektrike pozitive të barabartë me ato të elektroneve dhe që përbëjnë së bashku me to bërthamën e atomit. *Ngarkesa e protonit. Bërthama e atomit të hidrogjenit ka vetëm një proton.*

PROTOPLAZMË,~A . *biol.* Lëng i trash e pa ngjyrë, që ndodhet rreth bërthamës së qelizave të

kafshëve e të bimëve dhe që është lënda themelore ku zhvillohen proceset jetësore. *Protoplazma e gjaltë. Protoplazma e qelizave. Protoplazma dhe bërthama.*

PROTOTIP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Tipi i pare, fillestar i diçkaje që është përsosur me vonë; gjedhja e parë e një makine, e një mekanizmi etj. që prodho-het para fabrikimit në seri. *Prototip anijesh (aero-planish). Prototipi i mikroskopit.*

2. Njeri a diçka që merret si shembull, tipi me i përkryer në llojin e vet; at që formon tip të veçantë sipas cilcsive a tipareve që ka. *Prototip i njeriut të ndershëm.*

*3. let.* Njeriu i vërtetë që mishëron tiparet kryesore të një grupi njerëzish dhe i shërben snkrimtarit për të krijuar një tip të caktuar në veprën e tij letrare. *Prototipi i komunistit (i njeriut tone të ri, i punëtorit, i luftëtarit, i malësores song trime).*

PROTOZOAR,~E *mb. zool.* 1. Njëqelizor. *Kafshit protozoare.*

*1. si em.* ~, ~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. Njëqe-lizorët.

PROVERB,~I *m. sh.* ~A, ~AT *folk.* Fjali e shkurtër, që shpreh një mendim të plotë, të figurshëm e të mprehtë, i cili përgjithëson përvojën e shumë bre-zave dhe zakonisht përmban një mosim të urtësisë popullore për jetën e për dukuritë e ndryshme të saj; fjalë e urtë (p.sh. "QS ni gusht e aga ajë grusht"; "PIBM fehtë ("|el"arihë>"; "Bok" eotës, laku i kokës"; "N)ë krimb than uj8 lis"; "NJeriut iu be) njeri, ariut in bëj ari" etj.). *Proverbat e popullit tone. Një tufë proferbash. Mbledh proverba.*

PROVERBIAL,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me pro-verbin, që i përket proyerbit, i proverbit; që ka ka-rakterin e një proverbi. *Shprehje proverbiale.*

*1. libr.* Që njihet dhe mbahet nfi gojë nsa të gjithë si një proverb. *Mikpritje proverbial.*

PROVERBOR,~E *mb.* Proverbial. *Shprehje pro-rerbore.*

PROVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. E dhënë që sillet për të vërtetuar, për të mbrojtur oe për të hedhur poshtë diçka; dëshmi, fakt, argument. *Prove bindëse (e gjallë). Prove lëndore (materials), drejt. E vër-tetoi me prova. Ka dhënë prova zotësie. E liruan për mungesë provash.*

*2.* Cope e vogël që merret nga diçka për analizë a për eksperiment; diçka Që mbahet a ruhet si mostër. *E mori (e mban) për prove.*

*3.* Vërtetim në praktikë i të dhënave të diçkaje që duam ta njohim a ta studiojmë me thellë e në kushte të caktuara; eksperiment Që bdhet p&c të marrë të dhëna për diçka ose për ta vërtetuar atë. *Prova e parë (e dytë...). Prove laboratorike. Prova e fortësisë. Bëri një prove.*

4. Veprim paraprak q3 bëhet për të kontrolluar saktësinë a masën e diçkaje, para se ta perfundoj me (për një petk, për një vegël që prodhohet etj.). *Prova e parë (e dytë...). Bëri prove kostumin.*

5. Tërësia e veprimeve ose shfaqja që bëhet për të kontrolluar shkallën e përgatitjes a të gatishmërisë para se të ndërmerret një punë, të jepet shfaqja e rregullt etj. *Prove gatishmërie. Prova e përgjithshme. Salla e provave. Jshte vetëm një prove. Kanë provat.*

6. Diçka e vështirë që duhet ta bëjë dikush për tëpare aftësitë e tij para se t'i ngarkohet një detyrë me përgjegjësi; gjendje e vështirë, fatkeqësi etj. që dikush duhet ta përballojë dhe që vërteton qëndrueshmërinë e tij; sprove. *Prove e vështirë. Prova e zjarrit. Vite prove. Kishte kaluar sa e sa prova. I bëri ballë çdo prove. E vuri në prove dike* e provoi.

7. *vjet.* Provim. *E mori në prove.*

8. *mat.* Veprimi më të cilin vërtetojmë se një llo-garitje është e përpiktë. *Prova e mbledhjes (e zbritjes, e shumëlimit, e pjesëtimit). Bëri proven.*

+ Gur prove *libr.* parimi a kriteri themelor që shër-ben për të provuar qëndrimin ndaj diçkaje.

PROVËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *kim.* Enë qelqi në t raj ten e një gypi, zakonisht të shkallëzuar, që për-doret për punë laboratorike; epruvetë. *Provëz me tretësirë. Mbushi provëzën. Hodhi ujë në provëz.*

PROVlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kiiptimeve të foljeve PROVOJ, PROVOHEM. *Pro-vimi i lagështisë.*

2. Punë me shkrim ose me gojë, që bëjnë nxënësit e studentët për të kontrolluar shkallën e njohurive të fituara, për të kaluar klasën, për të marrë një grade a kategori të re etj. *Provimet vjetore (e fundit, për-fundimtare). Provimet e klasës (e pjekurisë, e pranimit). Provimet e shtetit. Provim me gojë (me shkrim). Pro-vim në gjuhë (në letërsi, në fizikë). Pyetjet e provimit. Fleta e provimit. Rregullorja e provimeve. KomiSioni i provimit. Dha provimin. Hyri (u paraqit) në provim. E mori në provim. U rrëzua në provim.*

PROVlNCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ndarje administrative e tokësore në disa shtete; krahinë. *Province malore.*

2. Krahinë larg kryeqytetit, zakonisht e prapambetur (për vendet e tjera).

3. *kish., vjet.* Krahinë ku ushtronte yeprimtarinë e yet një prelat.

PROVINCIAL,~E *mb.* 1. Që i përket provinces, i provinces; që është ose bëhet në province; që banon e punon në province (për vende të tjera). *Qytet provincial. Spital provincial. Familje provinciate. Autori-tetet provinciate.*

2. *mospërf.* Që ka zakone e sjellje si të një njeriu të provinces; i ngushtë, i pazhvilluar (për një njeri në një vend borgjez e revizionist, ku ka zhvillim të pabarabartë e prapambetje të krahinave të ndryshme). *Njeri provincial. Jetë provinciate.*

3. *gjuh., vjet.* Dialektor; krahinor. *Gjuhë provinciate. Fjalor provincial.*

4. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.

PRO VIZOR, ~E *mb.* I përkohshëm. *Komitet pro-vizor. Qeveri provizore. Nëpunës provizor. Orar pro-vizor.*

PROVIZORfSHT *ndajf.* Përkohësisht. *U largua proHzorisht.*

PROVOHEM *vetv.* 1. Mat forcat me dike tjetër; e vë veten në prove për diçka; sprovohem.

2. *Pës. e* PROVOJ. *Provohet ihkencërisht (katër-çipërisht).*

PROVOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Paraqit të dhëna për të vërtëtuar, për të mbrojtur ose për të he-dhur poshtë diçka, për të bindur dike etj., vërtetoj; dëshmoj, argumentoj. *Provoj shkemërisht (meakte).*

2. Bëj një eksperiment a një prove për të marrë të dhëna për diçka ose për ta njohur atë. *Provoj fortë-sinë e lëndës. Provoj në laborator.*

3. Shikoj gjellën për kripë, kërkoj, ngjëroj; ha ose pi diçka për here të pare; shijoj. *Provoj gjellën. S'e kam provuar atë verë.*

*4.* E përdor diçka për të parën here dhe e shoh si është, si me rri, si punon etj. *Provoj pushkën. Provoj xhaketën (këpucët). Provoj biçikletën (aparatin).*

5. E vë dike në prove para se t'i ngarkoj një detyrë, e vë të bëjë diçka që ta njoh mirë; sprovoj. *E provoi (mikun). E provoi në vështirëii (në të keqe). Arin e provojnë në zjarr. fj. u.*

6. Kontrolloj shkallën e zotërimit të njohurive të fituara nga dikush, e marr dike në provim. *Provoi nxënësit në gjuhën shqipe.*

7. Vë të gjitha fuqitë për të arritur diçka; bëj përpjekje me një synim të caktuar; përpiqem; rriun-dotiem të bëj diçka. *Provo të ngjitesh edhe një here! Provoje dhe do ta bësh! Provoni ta gjeni!*

8. E heq a e vuaj vetë diçka; e njoh nga përvoja ime, përjetoj. *Ka provuar urine (shtypjen dhe shfry-tëzimin). E provoi mbi supe (mbi shpatulla, mbi kurriz) diçka.*

9. *mat.* Bëj proven, më të cilën vërtetoj se një veprim është i përpiktë. *Provoj zgjidhjen e problemit.*

PROVOKACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Goditje e ndeshje me armë, e organizuar qëllimisht nga një shtet borgjez a revizionist kundër një vendi të pavarur, për të krijuar

shkak për ndërhyrje të armatosur e për të sjellë trazira. *Provokacion ushtarak (i armatosur). Provokacion imperialist (fashist). Provokacion i hapur. Provokacion tokësor (ajror, detar). Bëjnë (kryejnë, ndërmarrin, kurdisin) provokacione.*
2. Nxitje turbullirash e përleshjesh në radhët e lë-vizjes punëtore revolucionare, në grevat e demon-stratat etj., që borgjezia në vendet kapitaliste e re-vizioniste e bën me anë të agjentëve të saj të fshehtë në radhët e pu'nëtorëve, me qëllim që të zbulojë udhë-heqësit, të ketë shkak për arrestime e vrasje të revo-lucionarëve etj.
PROVOKATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Agjent i fshehtë i policisë në vendet kapitaliste e revizioniste, që përpiqet të përçajë e të shkatërrojë organizatat revolucionare të klasës punëtore, të krijojë turbullira etj. për të zbuluar udhëheqësit, për të krijuar shkaqe për arrestime e vrasje etj. *Provokatorët e grevëthyesit. U zbuluan provokatorët. Dënuan provokatorët.*
2. Ai që provokon dike për t'ia arritur një qëllimi të caktuar, nxit njërin kundër tjetrit, shkakton grindje e përçarje etj., ai që bën provokacione.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Agjent pro-vokator.*
PROVQKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PROVOKOJ, PROVO-KOHEM.
2. Veprim që bëhet qëllimisht për të provokuar dike, për të nxitur njërin kundër tjetrit, për të shkak-tuar grindje, për të provuar dike a për të zbuluar sy-nimet e vërteta të dikujt etj. *bëri një provokim. Nuk iu përgjigj provokimit.*
3. *shih* PROVOKACION,~I. *Provokim i ulët (i hapur, kriminal).*
PROVOKOHEM. *Pis.- e* PROVOKOJ.PROVOKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Nxit tur-bullira e përleshje në radhët e lëvizjes punëtore re volucionare, në grevat etj. me anë agjentësh të fshehtë, me qëllim që ta shkatërroj atë para kohe, të zbuloj udhëheqësit etj. (për borgjezinë kapitaliste e revi-zioniste).
2. E nxit dike me qëllim të keq që të veprojë haptas e të zbulojë kështu synimet e mendimet e veta; ngall-moj. *E provokoi me fjalë. Ai e kishte provokuar i part.*
3. Ndërhyj me armë kundër një vendi tjetër të pavarur për të krijuar trazira e shkaqe për ndërhyrje të armatosur, bëj provokacion (për shtetet borgjezc e revizioniste).
PROVOKUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që provokon dike për t'ia arritur një qëllimi të caktuar; ai që bën një provokim, provokator.
PROVOKUES,~E *mb.* Që të provokon, që ka qëllime provokimi; që fsheh në vetvete një provokim, që ka karakter provokimi; që shpreh një provokim. *Politikë (veprimtari) provokuese. Qëllime (synime) provokuese. Mbledhje provokuese. Forca provokuese. Meloda provokuese. Sjellje provokuese. Qëndrim pro-vokues. Fjalë provokuese. Vështrim provokues. Buzë-qeshje provokuese.*
PROVUAR (i,e) *mb.* 1. Që është vënë në prove, që e ka treguar veten të aftë, besnik etj. në raste të vështira; i sprovuar. *Mik i provuar. Parti e provuar.*
2. Që është dëshmuar e vërtetuar, që është provuar. *Tezë e provuar.*
PROVUES,~E *mb.* 1. Që bëhet për të njohur me mirë vetitë e diçkaje; që bëhet sa për prove. *Fluiurim provues.*
2. Që sjell të dhëna për të vërtetuar diçka, që dësh-mon a tregon diçka; që provon diçka. *Dokument provues. Ka vlerë provuese.*
3. Që merr në provim dike. *Komision provues.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 3 të mbiemrit.
PROVUESHËM (i), ~ME (e) *mb. drejt.* Që mund të provohet, që mund të deshmohet. *Faj i provueshëm.*
PROVUESHMËRI,~A . *drejt.* Të qenët i provueshëm. *Shkresë provueshmërie.*
PROZAIK,~E *mb.* 1. *let.* Që i ngjan tepër prozës; që i mungon fryma poetike, që përmban prozaizma (zakonisht për një vepër poetike). *Vepër prozaike. Është prozaike.*
2. *libr.* I zakonshëm, i rëndomtë e i mërzitshëm. *Funë prozaike. Mjedis prozaik.*
PROZAlZËM,~MI *m.* 1. *let.* Mungesë e frymës poetike në një vepër artistike, nënvlerësim i mjeteve shprehëse që janë karakteristike për artin. *Prozaizëm i rëndomtë (i theksuar). Ra në prozaizëm. Poema vuan nga prozaizmi.*
2. *kryes. sh.* ~MA, ~MAT *let.* Fjalë e shprehje të rëndomta nga gjuha e përditshme që futet vend e pa vend në një vepër poetike; mjete nga stile të tjera të gjuhës që përdoren me tepri në një poezi. *E ka mbushur me prozaizma.*
3. *libr.* Të qenët i zakonshëm, i rëndomtë e i mërzitshëm, të qenët prozaik.
PROZATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shkrimtar që
shkruan në prozë. *Prozatorët e rinj. Veprat e prozatorëve.*
PROZATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e*
PROZATOR,~l. *Prozatore e re. Tregimet e proza-tores.*
PROZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gjini e letërsisë artistike që përfshin vepra si romani, tregimi etj., të cilat nuk shkruhen në vargje, po në forme të lire; krijimtari letrare sipas kërkesave të kësaj gjinie; tërësia e veprave të kësaj gjinie. *Prozë artistike (po-pullore, tregimtare). Prozë poetike* krijim i vogël letrar që nuk është në vargje por që nga veçoritë e shprehjes së patosit emocional, nga ritmi dhe figurat i afrohet shumë poezisë, prozë që është shkruar si poezi. *Proza.sluiptarc. Shkruan në prozë.*
PROZODl,~A . *sh.* ~, ~TË *let.* Tërësia e ele-menteve gjuhësore e ritmike (gjatësia dhe shkurtësia e zanoreve, theksi, rima, ritmi, ngritja e ulja e tonit etj.), sipas të cilave ndërtohet një sistem i caktuar vjer-shërimi; metrikë. *Prozodia shqipe. Prozodia e këngëve popullore. Prozodia e vjershës.*
PROZODlK,~E *mb. let.* Që ka të bëjë me pro-zodinë, që i përket prozodisë, i prozodisë. *Mjete pro-zodike.*
PROZH,~I *m. krahin.* Pleh dhish; vatha e dhive.
PROZHËM,~MI *m. sh.* ~E, ~ET. Pyll i vogël; korije, zabel. *kthyem prozhmet në tokë buke.*
PROZHMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PROZHMOJ, PROZHMOHEM.
2. Fjalë të këqija që thuhen prapa shpine për dike, përgojim. *Nuk duroheshin ato prozhmime.*
PROZHMOHEM *krahin. Pës. e* PROZHMOJ.
PROZHMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* 1. Flas keq për dike pas shpine, e marr nëpër gojë, e përgojoj; i nxjerr nam të keq dikujt, shpif për të.
2. E qortoj dike për diçka. £ *prozhmoi djalin.*
PROZHMUES,~E *mb. krahin.* Që flet keq për të tjerët, që përgojon; shpifës. *Fjalë prozhmuese.*
PRUAJ i *kal,* PROVA, PRUAR *krahin.* Pretoj; plaçkit.
PRÇAJ II *jokal.,* PROVA, PRUAR *krahin.* I bie pas një sëmundjeje duke bërë mjekime popullore etj.

PRUAJ in *kal.,* ~TA, ~TUR *krahin.* Ruaj, mbroj. *Pruaje nga qentë!*
PRURA.r. *thj. e* BIE n.
PRURËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që mbart diçka nga vendi ku është dhe e sjell afër; ai që sjeli ciçka me vete. *Prurësi i mallrave. Prurësi i libr it. Prwrësi i letrës (i lutjes). Prurësi i topit. usht.* numëror i tëpit që përgatit predhën dhe ia jep mbushësit.
2. Ai që vjen dhe njofton për diçka, ai që sjell një lajm. *Prurësi i lajmit (i pergjig jes, i të faiave).*
3. Qenie që mbart e përhap një sëmundje ngjitëse, ai që sjell një sëmundje. *Prurësi i epidemisë (i gripil, ifruthit).*
4. *tek., usht.* Mekanizëm në një armë zjarri, i cili e shpie fishekun a predhën në folenë e tytës ose të grykës së zjarrit. *Prurësi i fishekut. Leva e prurësit. Krahu i prurësit.*
5. RadiostacIon i vendosur në afërsi të një aero-dromi, që jep sinjale për të drejtuar pilotët gjatë uljes ose kur humbasin drejtimin. *Pruris i afërt (i target).*PRURJE,~A .
1. Veprimi sipas kuptiraeve të f0ljes BIE ii.
2. edhe *sh.* ~E, ~ET. Sasia e ujit e shprehur me mctra kub ose me litra në një sekondë që llogaritet se rrjedh në një prerje tërthore të lumit, të kanalit etj.; çdo gjë që sjell me vete rrjedha e lumit, e një ka-nali etj. *Prurja më e madhe (me e vogël, inesatare, e zakonshme). Prurje e ngurtë* prurje me lëndë të ngur-ta, si gurë, zhavorr etj. *Prurjet e lumenjve (e përrenjve). Matin prurjen. Pastruan shtratin e lumit nga prurjet.*
PRUSIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Prusia ose me prejardhje nga Prusia.
PRUSIAN,~E *mb.* Që ka të bëjë me Prusinë ose me prusianët, që është karakteristik për Prusinë ose për prusianët, i Prusisë ose i prusianëve; që është kri-juar nga prusianët. *Shteti prusian. Feudalët prusianë. V'shtria prusianë.*
j PRUSH, ~I *m. sh.* ~E, ~'ET. 1. Grumbull thën-gjijsh të ndezur, por pa flake; copa druri që janë djegur në zjarr e që kanë mbetur si thëngjij të ndezur; thëngjill i ndezur, gacë. *Prush dushku (lisi, ahu, gësh-tenje, thane, druri, qymyri). Prushi i mangallit. Skuqte prushi. Përziej prushin. Dushku bën prush të mirë. Ëi poqi në prush. I hodhi prush Saçit. I qeshtë buza në prush! mallk.* u djegtë!
2. Puçrra të vogla, si të kuqërreme që u dalin fë-mijëve zakonisht nga vapa; vapore, prushkurrize. *E\ ka kurrizin tërë prush.*
3. *bised.* Nxehtësi e lartë që ka dikush kur është i sëmurë; zjarrmi, ethe. *Ka prush.*
4. *fig.* Ndjenjë e fuqishme që të rrëmben; dëshirë e zjarrtë. *PruShi i dashurisë. Me prush në gji.*
5. *përmb.* Thekët e sixhades, të velenxës etj. *Ve-lenxë me prush.*
6. *përd. mb. fig.* Që duket sikur lëshon shkëndi ja; i gjallë e i papërmbajtur në punë, në luftë etj.; i zjarrtë, zjarr. *Është prush. I ka sytë prush.*
7. *përd. ndajf.* Përdoret për të dhënë shkallën më të lartë të tiparit cilësor (të shprehur me një mbiemër) ose të veprimit (të shprehur nga një folje); zjarr. *Prush i kuq. Prush i nxehtë. Digjet prush.*
8. *përd. ndajf.* Plot; shumë. *Qielli ishte prush me yje. U mbushën pemët prush. I kanë dalë puçrrat prush në trup. Kishte një prush fëmijë* kishte shumë fëmijë.
^ U be për prush (për zjarr) *di ç k a* u be për ta djegur, nuk vlen me për asnjë punë. Prush në hi (në tokë, në dhe) fare të vegjël, të parritur e zakonisht pa përkrahje (për fëmijët). Ra në prush ra në një rrezik të madh. Saç pa prush *shih te* SAÇ,~I. U be prush në fy-tyrë a) u skuq shumë; b) u zemërua shumë, u nxeh shumë. Piqet (digjet) në prush për *dike* bën gjith-çka, jep edhe jetën. E bëri rrush e prush *shih te* RRUSH,~I. I digjet zemra prush për *dike* e do shumë dike; e ka zënë malli shumë për të. E do si prushin në gji (e ka prush në gji) *iron,* nuk e do fare, nuk mund ta durojë fare; e urren, e do si zja-rrin në gji; e ka hale në sy. E kishte kokën në prush ishte në rrezik të madh. E ka zemrën prush (zjarr) *shih te* ZJARR, ~I. Përpiqej (bënte) si zorra (si veza) në prush ishte shumë i shqetësuar, nuk e mbante vendi; përpëlitej. I shtie prush në shale *di-kujt* e nxit kundër dikujt, i shtie zjarrin. Vë (fut) duart (dorën) në prush (në zjarr) për *dike shih te* ZJARR,~I. Erdlii (vajti) të marrë prush *dikush*
erdhi (vajti) për pak kohë, nuk do të rrijë shumë. Doli prej vltajës e ra në prush *shih te* VLLAJË,~A. Do të nxjerrë prush me këmbët e maces *keq.* kërkon të bëjë një punë me dinakëri për të pasur përfitime për vete. Flaka të djeg, prushi të ngroh . *u.* duhet të mbështetesh te diçka që është e qëndrueshme dhe jo te diçka që kalon shpejt. Kusia mbi prush, thëllëza në fushë *u. shih te* KUSI,~A.
PRUSHANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mangall.
PRUSHANIK,~U *m. sh.* ~Ë, —ËT. Kulaç që piqet në prush.
PRUSHËRIMË,~A . *sh.* A, ~AT. Grumbull puçrrash të kuqe që i dalin dikujt në trup nga ndonjë sëmundje, nga vapa etj. *Ishte bërë prushërimë* ishte mbushur gjithë puçrra.
PRUSHIT (PRUSHIS) *ka!.,* ~A, ~UR. 1. Për-push zjarrin. 2. Shkërmoq diçka. *E prushiti duhanin.*
PRUSHKURRIZE,~T : *vet. sh.* Puçrra të vogla si të kuqërremta që u dalin fëmijëve zakonisht në vapë; vapore. *Është mbushur me prushkurrize.*
PRUSHTË (i,e) *mb. poet.* 1. Që ka nxehtësi shumë të madhe, që të djeg si zjarri; që është i kuq si prush, që ka ndriçim të forte, që shkëlqen; që duket sikur lëshon shkëndi ja; i zjarrtë. *Diell i prushtë. Yje të prushtë. Me sy të prushtë. Me buzë të prushta.*
2- *fig-* Që shpreh një ndjenjë të fuqishme, i forte; i zjarrtë. *Dashuri e prushtë. Urrejtje e prushtë. Vësh-trim i prushtë. Poezi e prushtë.*
PRRALL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj dushku i vendeve të ngrohta, që bëhet rreth pesë a gjashtë metra i lartë dhe që i ka gjethet të vogla me gjemba anës; përnar. *Prrall i butë* beronjë. *Gjethe prralli. Dru prralli.*
PRRIDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. E mbyt dike duke e shtrënguar në grykë me litar etj.
2. *fig.* I zë frymën, nuk e lë të veprojë në mënyrë të pavarur, ia ndrydh mendimin a vetëveprimin, e mbyt.
PRRIDHEM *vetv. bised.* 1. Mbytem me diçka që me shtrëngon grykën. *Kujdesu për fëmijën se mos prr'idhet në djep.*
*2. fig.* Me zihet fryma, nuk kam mundësi të veproj mi mënyrë të pavarur. mbytem.
PRRIDHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PRRIDH, PRRIDHEM. *Prridhja e mendimit.*
PSAL *jokal.,* ~A, ~UR. 1. *fet.* Këndoj psalme (në vendet ku vepron kisha e krishterë).

2. *fig. mospërf.* Them pa pushim fjalë të kota; flas kohë e pa kohë për gjëra fare të parëndësishme, grij; them diçka, lexoj a këndoj në mënyrë monotone e të mërzitshme. *Psalte ore e cast. Ç'po na psal kështu ?*

PSAL,M,~I *m.sh.* ~E, ~ET *fet.* Secila nga këngët e lutjet fetare që përbëjnë një liber me vete në "Dhia-tën.e vjetër"; këngë kishtare. *Psalmet e shenjta. Kën-donte psalme.*

PSALT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Ai që këndon psalme në kishë, ai që psal (në vendet ku vepron kisha e krishterë). *Zëri i psaltit. Ishte psalt.*

PSALTËS,~I m. *sh.* ~, ~IT *fet.* Psalt.PSALTIR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* 1. Pjesë e "Dhia-tës së vjetër" që përmban 150 psalme, libri i psalmeve.

2. Vend i caktuar në kishë, ka rri psalti kur psal. *U ngjit në psaltir.*

PSE *ndajf.* I. për ç'shkak, për ç'arsye, përse (për-doret zakonisht në fjali pyetëse, të drejta a të zhdrejta, kur pyesim për shkakun e diçkaje, për qëllimin e një veprimi etj.). *Pse të mos vijë? Pse e bëre kështu? Pse ke frikë? Ja pse të pyeta. Nuk e di pse ngurron.*

2. *përd. lidh. shih* PËRSE 2. *S'ke pse të mërzitesh.*

3. *përd. pj.* Përdoret në fjali pyetëse për të shprehur qëndrimin e folësit (zakonisht kundërshtimin, mos-pëlqimin etj.) kundrejt veprimeve a fjalëve të dikujt, në fjali pyetëse retorike ose me ngjyrime habie etj. *Pse, të lë ai?! Pse, ç'të duash ti do të bëjmë?! Pse, rri i qetë ai?! Pse, i mbushet mendja atij?! Pse, lë dy gurë bashkë at?.' Pse, vetëm ty do të të dëgjojmë!?*

*4. si em.* ~, ~JA. *sh.* ~, ~TË. Shkaku, arsyeja; përse. *Nuk i dihet (nuk iu gjend) pseja. Kërkonte psenë. Nuk e kuptoi psenë. Ua tha psenë. Psenë e di vetëm ai.*

•*k* Edhe pse... *lidh.* përdoret për të lidhur fjali të varura lejore (p.sh. edhe pse e dinte, nuk e tregoi). S'ka pse *shih* S'ka përse *te* PËRSE.

PSEUDO- *fjalëform. libr.* Pjesë e parë e disa fjalëve të përbëra, që u përgjigjet nga kuptimi fjalëve "i gënjeshtërt, i rremë"; p.sh. pseudoaleat, pseudoatdhe-tar, pseudomarksist, pseudoshkrimtar etj.

PSEUDOASNJANËS,~E *mb.* 1. Që hiqet si as-njanës, që e mban veten për asnjanës, që mundohet të paraqitet si asnjanës. *Vende pseudoasnjanëse.*

*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

PSEUDO ASNJANËSl,~ A . Asnjanësi e rreme, të hequrit si asnjanës. *Pseudoasnjanësia e disa shte-teve.*

PSEUDO ATDHETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që e mban veten si atdhetar, por që në të vërtetë është armik i vendit dhe i popullit të vet, ai që hiqet si atdhetar, atdhetar i rremë. *Pseudoatdhetarët e "Ballit Kombëtar".*

PSEUDODEMOKRACl,~A . Demokraci vetëm me fjalë, demokraci e rreme. *Pseudodemokracia bor-gjeze (revizioniste).*

PSEUDOFILOZOF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që e mban veten si filozof, por që nuk është i tillë, ai që hiqet si filozof. *Pseudofilozofët revizioniste.*

PSEUDOMARKSlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që e heq veten për marksist, por që nuk është i tillë, ai që e mbulon veprimtarinë e tij oportuniste e anti-komuniste me fraza e parulla marksiste, marksist i rremë. *Pseudomarksistët revizioniste. Teoritë e pseu-domarksistëve.*

PSEUDOMARKSIST, ~E *mb.* Që e mbulon veprimtarinë e vet oportuniste e antikomuniste me fraza marksiste, që mundohet të paraqitet si marksist; që paraqitet sikur është marksist; që gjoja mbështetet në marksizëm. *Organizatë (rrymë) pseudomarksiste. Krerë pseudomarksiste. Teori pseudomarksiste. Fraza pseudomarksiste.*

PSEUDOMARKSIZËM,~MI *m.* Teori oportuniste e revizioniste që gjoja mbështetet në marksizmin, por që në të vërtetë e mohon marksizmin, i heq atij thelbin revolucionar; marksizëm i rremë, marksizëm
jo i vërtetë. *Duhet dalluar marksizmi i vërtetë nga pseudomarksizmi.*

PSEUDONIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Emër i trilluar që e mban një shkrimtar, një gazetar, një udhëheqës partie që vepron në ilegalitet etj. për të fshehur emrin e tij të vërtetë, për të mos u zbuluar nga armiku etj. *Pseudonim letrar. Pseudouimet e Luftës. Mbante pseu-donimin... E botoi me pseudonim. Kishte disa pseu-donime. E njihnin vetëm me pseudonimin. "Taras", "Shpati" kanë gene pseudonime të shokut Enver Hoxha. "Dokë Sula" është përdorur si pseudonim nga Aleksandër Xhuvani.*

PSEUDOPATRIOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pseud 0-atdhetar. *Pseudopatriotët e Ballit Kombëtar.*

PSEUDOPATRIOTIZËM,~MI m. Patriotizëm vetëm me fjalë, patriotizëm i rremë.

PSEUpOREFORMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Re-formë që nuk zgjidh asgjë, reformë që bëhet vetëm për të mashtruar, reformë e rreme. *Pseudoreformat e borgjezisë.*

PSEUDOREVOLUCIONAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT.
Ai që e heq veten për revolucionar, por që nuk është i tillë, ai që është revolucionar vetëm me fjalë, revolucionar i rremë. *Pseudore\>olucionarët revizioniste.*

PSEUDOREVOLUCIONAR,~E *mb.* Që vetëm dulcet si revolucionar, që gjoja është revolucionar; që nuk është më të vërtetë revolucionar. *Thirrje (fra-zeologji) pseudorevolucionare. Organizatë pseudore-volucionare.*

PSEUDOSOCIALlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai
që e heq veten për socialist, por që nuk është i tillë, ai që e mbulon veprimtarinë e tij antipopullore e reaksionare me fraza e parulla socialiste, socialist i rremë. *Pseudosocialistët borgjezë.*

PSEUDOSOCIALlST,~E *mb.* Që e mbulon veprimtarinë e vet kundër socializmit e klasës punëtore me fraza e parulla socialiste, që e mban veten si socialist; që paraqitet sikur është socialist; që nuk është më të vërtetë socialist. *Parti pseudosocialiste. Teori pseudosocialiste. Fraza pseudosocialiste.*

PSEUDOSOCIALIZËM,~MI *m.* Socializëm i rremë, socializëm jo i vërtetë. *Pseudosocializmi i partive borgjezë.*

PSEUDOSHKENCË,~A . Shkencë e rreme, teori që paraqitet si shkencë, por që në të vërtetë nuk ka asnjë bazs shkencore. *Teologjia është pseudoshkencë.*

PSEUDOSHKENCËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që e heq veten për shkencëtar, por që nuk është i tillë.

PSEUDOSHKENCOR,~E *mb.* Që mbahet si shkencor, por që në të vërtetë nuk ka asgjë të për-bashkët me shkencën; që nuk ka asnjë bazë shkencore, që nuk është më të vërtetë shkencor. *Teori pseudo-shkencore. Arsyetime pseudoshkencore.*

PSEUDOSHKRIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai
që e heq veten si shkrimtar, por që nuk është shkrimtar i vërtetë; ai që shkruan a boton gjëra fare pa vlerë.

PSIKANALlZË,~A . *psikol., filoz.* Teori idea-liste në psikologjinë borgjezë, që e shkëput psikikën nga kushtet e shkaqet materiale dhe gjendjen psikike e veprimet e

njerëzve i sheh si shfaqje të pasionevee të instinkteve të pandërgjegjshme; metodë për mjekimin e sëmundjeve nervore e psikike në bazë të kësaj teorie; një nga rrymat e filozofisë së sotme bor-gjeze, që e shpjegon në mënyrë idealiste e irracionale ndërgjegjen e njeriut, si edhe gjithë zhvillimin e sho-qërisë njerëzore.

PSIKIATËR,~RI *m. sh.* ~ËR, ~RIT. Mjek i specializuar për mjekimin e sëmundjeve psikike a mendore, specialist në psikiatri.

PSIKIATRI,~A . *mjek.* 1. Degë e mjekësisë që merret me studimin dhe me shërimin e sëmundjeve psikike a mendore. *Specialist në psikiatri.*

2. *bised.* Spital a pavijon i posaçëm në një spital ku mjekohen ata që vuajnë nga sëmundjet psikike.; sektor i veçantë në një poliklinikë, ku vizitohen këta të sëmurë. *U shlrua në psikiatri.*

PSIKIATRIK,~E *mb. mjek.* Që lidhet me psikia-trinë, që merret me shërimin e sëmundjeve mendore. *Spitali psikiatrik.*

PSIKIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me psikikën a me mendjen e njeriut, që lidhet me botën shpirtërore të tij, i psikikës. *Dukuri psikike. Procese psikike. Sëmundje psikike* sëmundje që lidhen me dëmtimin e qendrave të trurit dhe të sistemit nervor.

PSIKtKË,~A . Bota shpirtërore, tërësia e për-jetimeve shpirtërore si pasqyrim i realitetit objektiv në ndërgjegjen e njeriut dhe si produkt e kusht i bashkë-veprimit të tij me mjedisin që e rrethon. *Psikike e shëndoshë. Psikika e njeriut (e fëmijës). Psikika e kafshëve.*

PSIKO- *fjalëform. libr.* Pjesë e parë e fjalëve të për-bëra, që u përgjigjet kuptimeve të fjalëve “psikikë; psikik”; p.sh. psikoflzik, psikokirurgji, psikopatologji, psikoterapi etj.

PSIKOFIZIOLOGJI,~A . *mjek.* Degë e mjekësisë që merret me studimin e burimit a të shkaqeve të dukurive psikike dhe të lidhjeve të dyanshme ndër-mjet proceseve psikike e veprimtarisë flziologjike. *Është specializuar për psikofiziologji.*

PSIKOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që merret me psikologji, specialist në psikologji.

2. *bised.* Njeri që ka aftësinë të kuptojë shpejt e drejt gjendjen shpirtërore të dikujt tjetër dhe të merret vesh mirë me të. *Ai është psikolog. Mësuesi du-het të jetë pedagog e psikolog i mirë.*

PSIKOLOGJI, ~A . I. Shkenca që merret me studimin e dukurive psikike të njeriut dhe me zbulimin e me përcaktimin e ligjeve të veprim-taijisë psikike.

2. Lënda që jep njohuritë e nevojshme të kësaj shkence në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Teksti i psikologjisë. Doli “Psikologjia” e re.*

3. Tërësia e proceseve psikike që lidhen me një veprimtari të caktuar e me kushte të caktuara të je-tesës së një njeriu a të një grupi njerëzish; tërësia e veçorive të botës shpirtërore të njeriut a të një grupi njerëzish, formimi shpirtëror. *Psikologjia e punës krijuese. Psikolog jia e shkrimtarit (e artistit, e shken-cëtarit, e punëtorit, e fshatarit, e fëmijës, e plakut). Psikologjia e borgjezit (e mikroborgjezit).*

PSIKOLOGJIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me psi-
kologjinë si shkencë, që i përket psikologjisë, i psikologjisë. *Metodë (analizë) psikologjike.*

*2.* Që ka të bëjë me veçoritë psikike të një njeriu a të një grupi njerëzish; që ka të bëjë me psikikën e një njeriu, psikik. *Gjendja psikologjike. Bota psikologjike e fëmijëve.*

PSIKOLOGJIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Arrij t'i kuptoj gjendjen shpirtërore dikujt ose atë që ai men-don. *E psikologjisi mirë nxënësin Çkundërshtarin). Përpiqej ta psikologjiste.*

PSIKOLOGJIZËM,~MI *m. filoz.* Një nga drej-timet e idealizmit subjektiv, që e quan botën objektive si një tërësi ndijimesh dhe i shpjegon dukuritë sho-qërore e historike me psikologjinë e njeriut.

PSIKOPAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mjek.* Njeri me çrregullime a me dëmtime psikike, njeri me gjendje psikike a mendore jo të shëndoshë, të sëmurë. *Psi-kopat i rrezikshëm. Është bërë psikopat.*

PSIKOPATI,~A . *mjek.* Çrregullim a dëmtim i veprimtarisë psikike, gjendje psikike a mendore jo e shëndoshë, e sëmurë. *Shenja (shfaqje) psikopatie.*

PSIKOTERAPI, ~A . *mjek.* Metodë e mjekimit të të sëmurëve duke vepruar në psikikën e tyre me anë të fjalëve qetësuese, me anë të hipnozës etj. *E shëroi me psikoterapi.*

PSIKOZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. I. *mjek.* Sëmundje psikike; gjendje mendore jo e rregullt, që shkaktohet zakonisht nga shkaqe të jashtme.

2. *libr.* Gjendje shpirtërore e një grupi të gjerë njerëzish që është krijuar e përhapur nga dikush me që-llime të caktuara ose nën ndikimin e ngjarjeve e dukurive të ndryshme. *Psikoza e luftës. Psikozë pasigurie (frike). Krijoi psikozën e...*

PSONIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. edhe *jokal.* Blej diçka në treg; bëj pazarin. *Doli për të psonisur.*

*2.* Gjej diçka dhe e sjell me vete, gjej. *Se ku i kishte psonisur!*

PSONISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes PSONIS.

PSHELINOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bar blete, milcë.

PSHERËTIJ *jokal,* ~VA, ~RË. Marr frymë thellë dhe e lëshoj me force kur jam i brengosur a i mërzitur, kur kujtoj me mall dike a diçka, kur çli-rohemi nga një ankth etj., nxjerr psherëtima. *Pshe-rëtiu thellë. Uli kryet dhe psherëtiu. Psherëtinte here pas here.*

PSHERËTIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Marrja e frymës thellë dhe nxjerrja e saj me force, zakonisht kur jemi të brengosur a të mërzitur, kur kujtojmë me mall dike a diçka, kur çlirohemi nga një ankth etj.; veprimi që bëj me dhe zhurma që dëgjohet kur psherëtijmë. *Lëshoi një psherëtinte. Dëgjoheshin psherëtima.*

PSHURR *jokal,* ~A, ~UR. 1. Bëj shurrën.

2. *kal.* Lag rrobat e veshjen me shurrë. *I pshurri fëmija rrobat.*

3. *kal. fig. thjeshtligj.* E lë fare pas dore diçka, nuk ia var fare diçkaje, e braktis; nuk çaj kokën fare për diçka. *E pshurri punën fare. Pshurri në lë!*PSHURREM *vetv.* 1. Shurrohem, përmirrem. *U pshwr nga frika.*

*2. Pës. e* PSHURR $_{2-3}$.

PSHURRIQE,~JA. *sh.* ~ E, ~ET. Cope e vo-gël mushamaje etj., që u vihet foshnjave nën vete për të mos lagur rrobat me shurrë.

PUBERTET,~I *m. libr.* Mosha e N leu njeriu kalon nga fëmijëria në adoleshencë; periudha e mo-shës kur fillon edhe pjekuria seksuale. *Mosha (koha, periudha) e pubertetit,*

PUBLICIST, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gazetar a shkrim-tar që shkruan për çështje politiko-shoqërore, ai që merret me publicistikë. *Publicist i njohur.*
PUBLICISTlK,~E *mb.* Që ka të bëjë me publi-cistikën, që i përket publicistikës; që është karak-teristik për publicistikën; që trajton çështje politiko-shoqërore të ditës. *Stilt publidstik. Gjuha publicistikë. Arlikull publidstik. Shkrime publicistikë. Vepër me karakter publidstik.*
PUBLICISTlKË,~A . Tërësia e shkrimeve që trajtojnë çështje politiko-shoqërore të kohës në shtypin e përditshëm e periodik ose në botime të veçanta; letërsia që përfshin shkrime e vepra të tilla. *Publicis-tika politike (filozofike). Publicistikë revolucionare (luftarake). Publicistika jonë. Në fushën e publicistikës.*
PUBLICITET,~I m. 1. Përhapja gjerësisht e një lajmi, e një ngjarjeje etj. (me anë të shtypit, të radios etj.); të qenët i njohur botërisht. *dha publicitet diçkaje* e bëri të njohur botërisht diçka, e shpalli hapur (në shtyp, në radio etj.).
2. Zhurmë e bujë e madhe që bëhet rreth diçkaje në vendet borgjeze c revizioniste me anë të shtypit, të radios etj. për të trullosur njerëzit e për t'i mash-truar, reklamë e bujshme. *Bëri publicitet të madh. E bëjnë për publicitet.*
PUBLIK,~U *m.* I. Tërësia e njerëzve të një vendi, të një qyteti etj., të cilëve u bëhet e njohur diçka; masa e gjerë e popullit, popull. *Publiku shqiptar. lu drejtua publikut me anë të radios (të televizionit). Kërkon të mashtrojë publikun.*
2. Tërësia e njerëzve të mbledhur diku për të parë a për të dëgjuar diçka, për të ndjekur një shfaqje, për të zhvilluar një miting etj. *Publik i gjerë (i shumtë, i ngritur, i gjallë). Duartrokitjet (thirrjet) e publikut.*
PUBLIK,~E *mb.* 1. Që i përket gjithë popullit, që është i hapur për të gjithë, i të gjithëve; që lidhet me jetën, me punën a me veprimtarinë e të gjithëve, që i shërben gjithë popullit, që mund ta përdorë kush-do; që administrohet nga shteti, i shtetit; botor. *Opi-nioni (mendimi) publik. Transporti publik. Shërbimet publike. Sigurimi (rendi) publik. Qetësia publike. Vepra (ndërtime) publike. Lokal publik. Banjë (ne-vojtore) publike.*
2. Që bëhet para të tjerëve ose para një publiku të gjerë, në prani të të gjithëve, botor; që bëhet me pjesëmarrjen e gjerë të popullit, i përgjithshëm; po-pullor. *Shitje publike. Kritikë (përgjigje) publike. Skandal publik. Fjalim publik. Shfaqje publike. Mble-dhje (festë) publike. Manifestime publike.*
*k* Shtëpi publike ndërtesë ku mbahen me qëllim shfrytëzimi gra që shesin trupin e nderin e tyre për të siguruar mjetet e jetesës (në vendet borgjeze e revizioniste).
PUBLIKISHT *ndajf.* Në prani të të gjithëve, faqe të tërëve; botërisht, hapur. *E demaskoi publikisht. E kërkoi publikisht. E kundërshtoi (e pranoi) publikisht.*
PUC,~E *mb.* 1. Që është pjekur shumë në degë e është rreshkur fare (për fiqtë). *Fik puc.*
2- *fig- përk.* I hedhur, i shkathët e trim. *Djalë puc. Vajzë puce.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1 e 2 të mbiemrit.
• la ka bërë puc *dikujt* e ka vënë krejtësisht nën urdhrat e veta, ia ka mbledhur keq, e ka bërë zap.
PUCARAK,~E *mb.* 1. I hedhur, i shkathët e trim; puc. *Djalë pucarak.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PUÇ,~Ii *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Grusht shteti që organizohet në fshehtësi nga një grup i kufizuar nje-rëzish, të cilët nuk kanë asnjë mbështetje në popull; rrëzimi i pushtetit shtetëror dhe marrja e tij me këtë rrugë. *Puç fashist (kundërrevolucionar, ushtarak). Organizojnë puçe. U zbulua një puç. U dështoi puçi.*
PUÇ,~I H *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Maja e kokës, but. *Në puç të kokës. I dhemb puçi i kokës.*
*2.* Maja e vezës. *përplasnin vezët nga puçi.*
• Jane në majë e në puç *shih te* MAJË,~A.
PUÇËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. 1. Koqe e vogël, zakonisht e mbushur me qelb ose me ujth, që del në lëkurën e njeriut a të kafshëve; fshikëz. *Puçërr me qelb. Fytyrë (trup) tërë puçrra. I doli një puçërr. U mbush me puçrra.*
*2. kryes. sh. bised.* Kokrrizë në sipërfaqen e diçkaje. *Dardhë me puçrra. Vezë me puçrra.*
• Puçrra e zezë (e keqe) *mjek., veter.* plasja.
PUÇËRROHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Pu-
çërrosem. *lu puçërrua trupi (lëkura).*
PUÇËRROSEM *vetM.,* ~A (u), ~UR. Mbushem me puçrra, bëhem^ tërë puçrra. *lu puçëros fytyra. U puçëros i tëri.*
PUÇËRROSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes PUÇËRROSEM. *Puçërrosja*
*e lëkurës.*
PUÇIBABË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Lloj kar-kaleci me këmbë të gjata e pa krahë.
PUÇlK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Gropëz e vogël në të dy faqet ose në mjekër, burmë. *bëhen puçikë kur qesh.*
PUÇIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që organizon një puç, pjesëtar i grupit që bën një puç. *Puçistët kundërrevolucionarë. Kreu i puçistëve.*
PUÇIZËM,~MI *m. libr.* Metodë kundërrevolucionarë për të marrë pushtetin politik me anë të një puçi.
PUÇRRAK,~E *mb. shar.* Puçrranjos.
PUÇRRAMADH,~E *mb.* Që është i mbushur me puçrra, që ka shumë puçrra.
PUÇRRANJOS,~E *mb. shar.* 1. Që e ka fytyrën ose lëkurën gjithnjë me puçrra, që është mbushur tërë puçrra. *Fëmijë puçrranjos.*2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PUÇRRIZA,~T . *vet. sh.* 1. Puçrra të vogla. *Puçrrizat e lëkurës. Iu be trupi tërë puçrriza.* 2. Bulëza, flluska. *Puçrriza gazi.*
PUDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Pluhur i imët e i butë, me erë të mirë (i përgatitur zakonisht prej miellit të orizit), që përdoret në kozmetikë; pluhur i imët e i butë që përdoret si bar në mjekësi. *Pudër për fytyrë. Pudër për fëmijë. Pudër talk (sulfamid). Shtresë pudre. Kuti pudre. Shkund (fshij) pudrën.*
*2.* Diçka e bluar shumë imët, pluhur i imët. *Pudër sheqeri. Pudër alumini.*
PUDROHEM *vetv., pës.* Pudrosem. PUDROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Pudros.
PUDROS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bëj me pudër; i vë një shtresë të hollë pudre; i hedh pak pudër përsipër. *Pudrosi fytyrën (duart, këmbët). Pudrosi fëmijën. Pudrosi plagën.*
2. I hedh diçkaje në sip6rfaqe pak miell, sheqer, çimento etj.; mbuloj dike a diçka me një shtresë shumë të hollë pluhuri të imët; e bëj me pluhur a me dhe. *E pudrosi me*

*sheqer (me miell). I pudrosi me pluhur. Pudrosi sipërfaqen e formes me grafit.*
3. *fig.* E paraqit diçka ndryshe nga ç'është, duke e zbukuruar për t'ia fshehur të metat, anët e këqija etj.
PUDROSEM *vetv.* 1. Lyhem me pudër, bëhem me pudër. *U pudros e u lye.* 2. *Pës. e* PUDROS.
PUDROSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fojjeve PUDROS, PUDROSEM. *Pudrosja e fytyrës. Pudrosja e fëmijës.*
PUDROSUR (i, e) *mb.* 1. Që është mbuluar me një shtresë të hollë pudre; që është bërë me pudër. *Me fytyrë të pudrosur.*
*2.* Që është mbuluar me një shtresë të lehtë pluhuri; qëi i është hedhur përsipër pak miell, sheqer, çimento etj.
PUF *jokal,* ~A, ~UR *bised.* 1. Pi duhan duke e nxjerrë tymin shtëllunga-shtëllunga nga goja.
2. *vet. veta III krahin.* Pëlcet e bën një zhurmë të mbytur e të menjëhershme. *Pufi gështenja në zjarr.*
PUFE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ndenjëse e ulët dhe e butë, si kolltuk i vogël, por pa mbështetëse.
2. Përdorëse e vogël ë rrumbullakët, e bërë prej një cope të butë e me push, më të cilën grate lyejnë fytyrën me pudër. *Pufja e pudrës.*
3. *bised.* Cigare duhani. *S'e heq pufen nga goja.*
PUFKA-PUFKA *ndajf. bised.* Plot me flluska, tërë pufka. *Ishte bërë pufka-pufka. E kishte lëkurën pufka-pufka.*
PUFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised. I.* Flluskë me ujth që bëhet në lëkurë. *Iu bënë duart me pufka. I plasën pufkat.*
2. Flluskë që bëhet në gjethet e disa bimëve; pjesë e fryrë; bullungë, xhungë. *Duhani ka çuar pufka. Iu\ be një pufkë në ballë.*
3. Pike uji, loti'etj. *Pufkat e lotëve.*
4. Pupagjel. *Pufka misri.*
5. Shtëllungë e vogël tymi, pluhuri etj. që ngrihet menjëherë. *Pufkat e tymit (e pluhurit). Ngriti ca pufka të vogla.*
6. Mafishe. *Hëngri një pufkë.*
7. Mushkëri. *pëlqenin pufkat e shqerrave.*
8. Pufe për t'u ulur.
9. *përd. mb.* I fryrë si flluskë. *ka Sytë pufkë.* PUFKË *mb.* Fyrbe (për arrat); *Arrë pufkë.*
PUFTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *shar.* 1. Njeri men-djelehtë; njeri frikacak, që nuk është i zoti për asgjë. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. PUHACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gjyryk.
PUHAT (PUHAS) *kal.,* ~A, ~UR. I fryj zjarrit me gjyryk.
PUHI,~A . *sh.* ~, ~TË. Erë e lehtë freskuese, që fryn zakonisht në pranverë e në verë; fllad. *Puhi e lehtë. Puhi pranverore. Puhia e detit.*
PUHIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *poet.* Puhi e lehtë. *Puhiza e mëngjesit.*
PUK *ndajf.* Shuk e puk: kruspull, gërmuq.
PUKJAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Puka ose ai që e ka prejardhjen nga Puka.
PUKJAN,~E *mb.* Që lidhet me Pukën ose me puk-janët, që është karakteristik për Pukën ose për puk-janët, i Pukës ose i pukjanëve; që është krijuar nga pukjanët. *Familje pukjane. Të rinjtë pukjanë. Valle (këngë) pukjane. Kooperativistët pukjanë.*
PULAQORTHI *ndajf.* Symbyllazi. *Luajnë pula-qorthi.*
PULAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Monedhë e vjetër turke, me vlerë pesë metelikë.
PULARl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Degë e zooteknikës që merret me rritjen dhe mbarështimin e shpendëve shtëpiakë. *Zhvillimi i pulan'së.*
2. Vend i posaçëm ku mbahen e rriten me shumicë pula e shpendë të tjerë shtëpiakë; sektori i shpendëve në një ndërmarrje bujqësore a në një kooperativë. *Pularia e kooperativës. Sektori i pularisë. Punonjëset e pularisë.*
3. Tërësia e pulave dhe e shpendëve të tjerë që mbahen e rriten në një vend të posaçëm për ta. *Shtimi (përmirësimi) i pularisë.*
PULARUAJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Rojtari i shpendëve. *Pularuajtësi i kooperativës.*
PULASTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Xhufka e misrit. *Misri nxori pulastër.*
PULASTREN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zog pule i rritur. *Theri nja dy pulaStrenë.*
PULEGËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Pule e egër.
PULË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shpend shtëpiak, me trup të vogël e me krahë të shkurtër, që mbahet për vezët dhe për mishin; femra e gjelit; *në sh.* tërësia e këtyre shpendëve (meshkuj e femra). *Pule e bardhë (e zezë). Pule e majme. Pule pikaloshe. Pule këmbë-leshe. Pule shqerake (fushe)* pula e zakonshme. *Pule e pjekur. Pulat e kooperativës. Mish (vezë) pule. Ko-teci i pulave. Ndjell pulat. Theri një pule. E vuri pulën klloçkë. Ra dhelpra në pula.*2. Kokërr misri e pjckur, por që nuk ka plasur ose nuk është bërë pupagjel. *Misri mbeti pule.*
3. *fig.* Njeri i urtë dhe i drojtur, njeri tepër i butë; rijeri frikacak që përulet e nënshtrohet lehtë. *E bëri pule dike* e nënshtroi, e vuri nën urdhrat e veta; e shtroi, ia theu krenarinë. *U be pule.*
• Fie me pulat *shih te* FLE. Si pula pa krye (pa kokë) i shushatur, i hutuar. Me pula e me zogj me gjithë njerëzit e shtëpisë, me qen e me mace. Si qifti pulën *shih te* QIFT,~I. Rri si pule rri shumë urtë, nuk lëviz nga vendi e s'bën zë fare; rri i drojtur e i përulur. Ra si pula aë grurë (në malli) ra në mes të gjitha të mirave, gjeti të gjitha ç'i duhen; s'i mungon asgjë, është në gjendje shumë të mirë. Ra si pula (si gjeli) në thekër *shih te* THEKËR,~RA. S'na i ka çukitur (s'na i ka ngrënë, s'na i ka pirë) pula (sorra) mendtë *shih te* SORRË,~A. E di ku pjell pula e di ku është e mira, e gjen të mirën vetë. Ka ngrë-në plëndës pule *shako,* flet shumë, është llafazan i madh. Sikur i ka ngrëoë pota kapsollën në gjendje shumë të vështirë, shumë ngushtë; sikur i ka ngrënë macja brumin. S'ia ha putat dfcelpra *dikujt* është i zoti, nuk ia hedh dot, s'ia ha qeni shkopin. Ka ha pula gurë (strall) *shih te* GUR,~I. S'ha pule të ngordhar *shih te* NGORDHUR (i, e). I ha pula qurrat *mospërf.* nuk është i zoti as për vete, është shumë i ngathët e i qullët. Humbi si sfcomi e pules *thjeshtligj. shih te* SHU-RRË,~A. Bën si pobi kur i vjen veza nuk rri në një vend, lëviz andej-këtej, s'i zë vendi vend. Kakaris si pula në veri (si pubt pa grarë) flet fare pa nevojë e pa u menduar, Het shumë dhe kot me kot. S'ka pule në tra (s'ka një pule përpara deres) është shumë i varfër. Nuk e kishte as në shpatull të pules *shih te* SHPATULL, ~A. E lëshon si pula glasn *thjeshtligj. shih te* GLASE, — A. Nuk e nxjerr dot pulea nga kopshti është shumë i ngathët, nuk është i zoti për asgjë. E pagoi sa frëngu pulën *shih te* FRËNG,~U. Rri si pule e lagur *përçm. shih te* LAGUR (i, e). Shkruan si me këmbët e pules *shih te* KËMBË,~A. Vë pulën në Uogj *shih te* ZOG, ~U. U be veza të mësojë pulën! *iron, shih te*

VEZË, ~A. Kur s'ke pula, mos bej “ish”! *fj. u.* thuhet kur e këshillojnë dike të mos përzihet në punët që s'i ta-kojnë. Kur s'ke pula, pse hahesh me dhelprat? (mos u merr me dhelprat!) kur s'ke pula, mos bëj “ish”!. Kur s'ke pulën, ha (edhe) sorrën thuhet kur je i detyruar të pranosh diçka më të keqe nga ajo që dëshiron a kërkon; për të theksuar se njeriu bën si bën, mësohet edhe me kushte të vështira. Ia merr pula bukën nga dora *mospërf. shih te* BUKË,~A. Me mirë një vezë sot, se një pule mot *fj. u. shih te* VEZË,~A. Pub e botës duket më e majmey. u. *iron,* thuhet kur ajo që nuk të përket ty ose ajo që nuk e njeh të duket më e mirë. Pula e fqinjës të duket patë *shih te* PATË,~A. Shumë pula e prK veri shumë zhurmë, por pak punë, shumë miza e pak mjaltë. Atë që ul qafen, e dhjesin pulat *fj. u. thjeshtligj.* atë që gjunjëzohet ose nënshtrohet e marrin të gjithë nëpër këmbë. Mos u për-ziej me krundet, se do të të hanë pulat! (po të përzibesh me krundet, të hanë pulat)). *u. shih te* KRUNDE,~T. Ka ngordhur ajo pule, që bënte ato vezë ka ikur ajo kohë, s'janë me ato kohëra. M e 1 i i pules *bot.* kostrevë. Rrush pule *bot.* mana toke. T h u a pule *bot.* thuapulë. Verbëria e pulave *mjek., veter. shih te* VERBËRI,~A.

*PULE DETl zool.* Shpend i madh shtëpiak, me pupla zakonisht në ngjyrë të errët e pika-pika, me krahë të shkurtër, me kokën dhe një pjesë të qafës
pa pupla, që rritet kryesisht për mish; femra e gjelit të detit, bibë, misëroke.

*PULE DUSHKE zool.* Shaptore, shapkë.

*PULE E EGËR zool.* Shpend i egër me trup sa një pëllumb, me pendë zakonisht ngjyrë Icafe në të ku-qërremtë, me kokën të verdhë me njolla të murrme e me sqep ngjyrë kafe të mbyllur, që jeton në pyje të mëdhenj; femra e gjelit të egër.

*PULE HIHI zool.* Pulëhine.

*PULE UJI zool.* Shpend i egër, i ngjashëm me shap-toren, me këmbë të gjata, që jeton në vende moçalore dhe ushqehet me peshk.

PULEBARDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Shpend uji, me trup pothuaj sa një pule, me këmbë të shkurtra, me pendë të dendura e të bardha, që flu-turon shpejt, rrori në brigjet e deteve a të liqeneve dhe ushqehet me peshk; çafkëbardhë. *Tufi pulëbar-dkash. Klithma e pulëbardhave.*

2. *bised.* Gështenjë e pjekur dhe e qëruar. *Hëngri ca pulëbardka.*

PULËDASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pupagjel. PULËDETI m. Pule deti.

PULËDUSHKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Shapkë, shaptore.

PULËHlNE,~IA . *sh.* ~E, ~^ET. Lloj pule me trup më të madh se pula e zakonshme, me pupla ngjyrë hiri dhe me njolla të bardha e të zeza, që bën vezë të vogla, të forta e pika-pika. *Vezë e pulëhines.*

PULËPlTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pule me këmbe të shkurtra, të veshura me pendë.

PULËZ *mb.* Kokërrvogël (zakonisht për rrushin). *Rrush pulëz* rrush i bardhë, me kokrra të vogla, të rrumbullakëta e me lëkurë të nolle, që piqet me shpejt se Hojet e tjera.

PULËZA,~T . *vet. sh. astr.* Shenjëzat.

PULlS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* PULJTH,~I n. PULISHT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Kërriç.

PULIT (PULIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. I mbyll e i hap shpejt e disa here sytë; ul qepaJlat gati sa i mbyll krejt; kapulit. *Puliti sytë (qepallat).*

2. I mbaj veshët përpjetë, përgjoj. *Pulit veshët.*

PVJLITEM ve(v. 1. *kryes. sh. vet. Veta IH.* Mbylten e hapen me shpejtësi disa here sytë; ulen qepallat gati sa mbyllen krejt; kapulitem. *lu pulitën sytë. I puliteshin qepallat.*

*1.* Mblidhem kruspull; zë pusi duke u tulatur, tu-latem; strukem. *U pulit pas një trungu.*

3. *vet. veta III.* Zë të shuhet, nuk digjet me me forcën e mëparshme, ulet, zvogëlohet, tulatet; nuk duket mirë, zbehet. *Flaka e qiririt (zjarri) u pulit. Yjet (dritat) u pulitën.*

PULlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PULIT, PULITEM.

PULITUR (i, e) *mb.* Që është mbyllur përgjysmë, që është gati i mbyllur (për sytë a qepallat). *Me sy të pulitur.*PULITH,~I i *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore e egër dhe e helmet, me lule të verdha e të grumbu-Uuara në tufë, që rritet zakonisht në toka të lëna djerr dhe që përdoret në mjekësi.

PULITH,~I ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Thëria e morrit të pulave; morr pule. *Pulat kishin zënë pulithë. Ishte sa,një pulith* ishte shumë i vogël.

*I.* Fik i bardhë e kokërrvogël, me bisht të gjatë, që piqet vonë; cingull.

3. *fig.* Njeri tinzar; mistrec.

PULKË,~A. *sh.* '-'A, ~AT *zool., bised.* 1. *Zvog., përk.e* PULË,~A. 2. Pule deti.

PULORË,~T *m. vet. sh. zool.* Familje shpendësh, në të cilën hyjnë pula, shaptorja etj.

PULOVËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Triko e trashë pa jakë dhe e mbyllur përpara.

PULPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e mishtë më e trashë që është prapa kërcirit të këmbës nga le-qet e poshtë. *Me pulpa të forta (të mbushura). Pulpat e këmbëve, E mori plumbi në pulpë.*

2. Mollëza e gishtit. *Pulpa e gishtit. E fshiu me pulpat.*

31 Pjesa e tultë e gjirit të bagëtive, ku mblidhet qumështi; gjiri i bagëtive. *Pulpat e lopës (e deles).*

4. *anat,* Ind i butë lidhës, në pjesën e brendshme të dhëmbit, nëpër të cilin kalojnë enë gjaku dhe nerva; mishi i dhëmbëve. *Pulpa e dhëmbit. I është dëmtuar pulpa.*

5. Pjesa e tultë e pemëve, e perimeve etj.; tul pe-mësh a perimesh që përpunohet për ëmbëlsira, për konservim etj. *Pulpa e domateve (e thanave, e pan-xharit). Tharmëtimi i pulpës.*

PULQER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Gishti i madh i dorës. *Ngriti pulqerin.*

*2.* Sasi e vogël prej diçkaje, aq sa mund të ma-rrësh duke bashkuar mollëzën e gishtit të madh me ate të gishtit tregues. *Një pulqer kripë (duhan).*

PULS,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Goditja e mureve të arterieve nga valët e gjakut që shtyn zemra gjatë tkurrjeve të saj dhe që ndihet si rrahje e njëtrajtshme me shumë në kyçin e dorës, në tëmtha etj.; vendi në kyçin e dorës ku ndihen këto rrahje; numri i këtyre rrahjeve në një minute. *Puls i forte (i dobët). Të rra-hurat e pulsit. I mati pulsin. Ka puls* i rreh zemra, i punon zemra. *dëgjoi pulsin. lu dobësua pulsi. I kapi pulsin. Si i rreh pulsi? Sa e ka pulsin?*

2. *fig.* Ritmi e gjallëria në një punë a veprimtari; ecje e gjallë, me vrull në një fushë të caktuar. *Pulsi i rinisë. Pulsi i j'etës sonë. Me pulsin e Partisë. Me pulsin e kohës. I ka dhënë puls të ri.*
3. *fig.* Gjendja e mundësitë që ka dikush, dëshirat, synimet a kërkesat e tij, që shërbejnë për të gjykuar për punën e mëtejshme etj. *mat (i shoh) pulsin. la kuptoi (ia njohu) pulsin.*
PULSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes PULSON. *Pulsimi i arteries (i zemrës). Pulsimi i rrymës. Pulsimi i dritës. Pulsimi i forces. Pulsimi i jetës.*
PULSON *jokal.,* ~OI, ~CAR *libr.* 1. I ndihen god it jet, rreh (zemra a pulsi në një vend të trupit); lëviz duke u ngritur e duke u ulur ritmikisht si pulsi. *I pulson zemra. I pulsonin tëmthat. 1 pulsonte kraharori.*
*2.* Vjen me vrull e valë-valë; shpërndahet në forme valësh. *Pulson rryma. Pulson drita.*
PULT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tryezë e vogël dhe e pjerrët, që shërben për të vendosur mbi të një libër, partiturat etj.; katedër. *Pulti i dirigjentit. Putti i mësuesit. Vuri partiturat në pult.*
*2. tek.* Mekanizëm i posaçëm, i pajisur me sinjale, me aparatura matëse, kontrolluese etj., që shërben kryesisht për të drejtuar punën në një fabrikë, në një sektor të caktuar etj. *Pulti qendror. Pult elektrik. Pulti i drejtimit (i kotnandimit). Drejton nga pulti.*
PULVESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vesh i vogël rrushi, veshul. *Hëngri një pulvesh.*
PULLAGJEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Burth.
PULLAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Mushkë e re, së cilës nuk i është vënë ende samari.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Mushkë pu-llake.*
PULLALI,~E *mb.* 1. Që është i bardhë me pulla të zeza ose i zi me pulla të bardha, që është pulla-pulla (zakonisht për kuajt). *Kale pullali. Pelë pullalie.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ngarkoi pullaliun.*
PULLANDËR,~RA . I. Finjë e kulluar. *shtien rrobat në pullandër.*
*2.* Ujë i nxehtë me kripë, ku futim këmbst kur jemi lodhur, kur na dhembin etj.
PULLA-PULLA *mb.* 1. Që është tërë pulla, që ka shumë pulla; pullali. *Dërrasë (mur) pulla-pulla. Kale pulla-pulla.*
*2. përd. ndajf.* Me pulla, tërë pulla. *Duket pulla-pulla.*
PULLASHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shet pulla poste.
PULLAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Çati. *Pullazi i shtëpisë. Tjegullat e pullazit. Mbi (nën) pullaz.*
PULLAZINË,~A . *sh.* ~"A, ~AT. 1. Hartosë. *Pullazina e çatisë. Shtroi pullazinat.*
*2.* Pjesa e shtëpisë ndërmjet çatisë dhe trarëve, hatull. *U ngjit në pullazinë.*
PULLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Njollë e vogël, zakonisht e rrumbullakët dhe me ngjyrë të ndryshme në trupin e një kafshe, në sipërfaqen e një sendi etj.; bale. *Pulla të bardha (të zeza). Kale me pulla të bardha. Ka një pullë në ballë,*
2. Njollë yndyre a prej diçkaje tjetër në një rrobë. *I bëri një pullë.*
3. Shenjë a njollë në vendin c vrarë, e djegur etj. në lëkurën e njeriut a të kafshëve; nishan. *Pullë e kuqe. Pullat e Use. U mbush me pulla. I dolën ca pulla të kuqe. lu be lëkura (trupi) pulla-pulla.*
4. Kopsë. *Pulla fildishi. Pullat e palltos (e xhaketës, e këmishës, e pantallonave). Mbërtheu pullat. lu këput pulla.*
5. Cope stofi, sa një kopsë e rrumbullakët, që i vihet dyshekut në shumë vende, nga lart e nga poshtë,për të mbajtur leshin a pambukun që të mos lëvizë. *qepi dyshekut pullat.*
6. Arnë në një rrobë a veshje; arnë në këpucë, mballomë.
7. *tek.* Buton. *Pulla e ziles elektrike. Pullat e fi-zarmonikës.*
8. Koka (e gozhdës). *Pulla e gozhdës.*
9. Cope letre katërkëndëshe, me një figure dhe me emrin e shtetit të shtypur në të, që shitet me një çmim të caktuar zakonisht nga zyrat postare për t'u ngjitur mbi një letër, mbi një kartolinë, mbi një dokument, mbi një pako etj. që të tregohet se pagesa për shër-bimin është kryer. *Pullë poste. Pullë monopoli. Seri (koleksion) pullash. Album pullash. Mbledh (mban) pulla. I vuri pullën.*
•*k* Iu be pullë (poste) iu ngjit, iu qep dhe nuk i nda-het, iu be rrodhe. Iu qep (iu ngjit) si pullë poste *dikujt* e ndjek pas e nuk i ndahet; iu be rrodhe. E nguli me pullë (fjalën) foli me vend, tha fjalë të goditura. Mbeti pa para e pa pullë *dikush shih te*PARA,~JA.
PUMBOS *kal.,* —A, ~UR. 1. Bëj që të mos marrë ajër e të mos ndizet, duke i vënë shumë dru, kashtë etj., e mbyt me dru, i 2ë frymën, e platit (për zjarrin). *E pumbosi zjarrin.*
2. Errësoj një dhomë; bëj errësirë në një vend.
PUMBOSET *vetv.* 1. I zihet ajri dhe nuk ndizet (për zjarrin). *U pumbos zjarri.* 2. *Pës. e* PUMBOS.
PUMBOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PUMBOS, PUM-BOSET.
PCMË,~"A . *sh.* -'A, ~<AT *zool.* Kafshë e egër mishngrënëse, e ngjashme me luanin, me gëzof ngjyrë hiri në të kuqërremtë, pa krifë e pa xhufkë në bisht, e cila jeton në pyjet e Amerikës dhe sulmon sidomos delet; macja e egër amerikane, luani i përhimtë a ngjyrë argjendi.
PUNESË,~A . *sh.* ~A, ~JAT. 1. Punimi, puna që i bëhet diçkaje; punë. *Tokës i bëjnë tri punesa. Kjo është një punesë disavjeçare.*
2. Diçka që është kryer a është bërë me punë, vepër. *Punesë e bukur.*
3. Tokë e punueshme. *Ka ca punesa. Edhe kodrat janë bërë punesa.*
PCNË,~A . *sh.* ~Ë, ~>ËT. 1. Veprimtari e do-bishme që kryen njeriu, duke përdorur forcën e vet të krahut e të mendjes dhe vegla e mjete të ndryshme, për të shndërruar natyrën sipas nevojave të veta, për të prodhuar të mira materiale, për të krijuar vlera shpirtërore a për një qëllim tjetër të vetëdijshëm; veprimtari e ndërgjegjshme prodhuese, krijuese, organizuese etj. e njeriut ose e shoqërisë dhe mënyra si kryhet kjo; lloji i veprimtarisë a detyra që kryen çdo ditë një njeri ose një grup njerëzish në industri, në bujqësi, në shkencë a në një fushë tjetër; lloji i shërbimit që i bëhet diçkaje; mjeshtëri, zanat, pro-fesion. *Në marrëdhënie pune. Me (pa) shkëputje nga puna. Metodë pune. Metoda dhe stili në punë. Ndarja e punës. hist. Ndarja e punëve në familje. Shprehitë e punës. Ndjenja (edukata) e punës. Disiplina në punë. Frytet e punës. Rendimenti në punë. Analiza e punës. Krahët (mjetet, veglat, forcat) e punës. Kafshë pune. E*

*drejta për punë. Dashuria për punën. Këngët (vallet) e punës. Paaftësi e përkohshme në punë. Aksident në punë. Punët e ditës (e stinës) në bujqësi. I ngarkuari me punë. dipl. Ministria e Punëve të Jashtme. Ministria e Punëve të Brendshme. Ministria e Punëve Botore. vjet. Hero i Punës Socialtste. Urdhri i Punës i Klasit të Pare. Medalja e Punës. I mbaroi të gjitha punët. Ka shumë punë. Puna ecën mirë (mbarë). Filloi (u ndërpre) puna. Hyri në punë. Ka punë e punë. Puna të meson vetë. Punë me (pa) përgjegjësi. Mos bëj punë shkel e shko! Qëndrimi kundrejt punës. Me ç'punë merret? Duhet punë. Filloi nga puna. Puna është nder. Puna hap (sjell) punën* po punove, të dalin patjetër edhe punë të tjera. *Zuri (gjeti) punë. la mori dorën punës. Është njeri i punës. Puna e njeh njeriun. fj. u. Puna can malet. fj. u. Pa punë s'ka gunë. fj.u. E ka punën në gjak. Fjalë pak e punë shumë. Punë, punë natë e ditë që të shohim pakëz dritë. fj.u. Nga secili sipas aftësive, secilit sipas punës. Punën e sot me mos e lër për nesër. fj.u. Fjala fjalë e puna punë!* nuk duben ndarë fjalët nga veprat, atë që thua duhet ta bësh. *Puna e mbarë! ur. Puna për hapjen e tokave të reja. Puna me normë. Puna në klasë. Në punë e sipër. Në valën (në kohën) e punës. Gjatë (pas) punës. Në ballë të punës. Me punë jashtë orarit. Ishte i zënë me punë (i mbytw në punë). Kam një mal me punë (një kale punë)* kam shumë punë. *Nuk rri pa punë. Zien puna* punohet me vrull. *Vrulli në punë. Është me punë në... Shkoi në punë. I ngarkoi një punë. Kategoria e punës. Plani (orari) i punës. Dita e punës. Ditë pune. Librezë pune. Qendra e punës. Vend (front) pune. Brigade pune. Tryezë (dhomë, rroba) pune. Punë vetëmohuese (këmbë-ngulëse). Punë me hope. Punë e lehtë (e rëndë, e vështirë, e detyrueshme). Punë e pamjaftueshme (e përciptë, e dobët). Punë laboratorike. Punë praktike. Punë dore. Puna me dru (me metal). Punë me shkrim. Puna jashtë-shkollore. Punë vullnetare. Punë në prodhim. Punë an-gari. Punë me mëditje. Punë fizike (mendore). Punë prodhuese. Punë shkencore (kërkimore, krijuese). Punë mësimore (edukative, bindëse, sqwuese). Punë politike (ideologjike, ideopolitike). Punë shoqërore (administrative, drejtuese, e përbashkët). Punë pro-propagandistike (kulturore, artistike). Punë përçarëse (minuese). Puna e gjallë (e diferencuar) me njerëzit (me nxënësit). Punë përgatitore (paraprake). Puna e Partisë. Ora e punës politike. Grupi i punës. Program pune. Iu* vu *(i hyri, iu përvesh) punës. la vari punës. S'ia del njeri për punë* është shumë i forte a i zoti për punë. *Është i shtruar në punë. S'i ka duk (grat) puna* nuk ka ndonjë dobi nga puna e tij, i shkon puna kot. *rri punës mbi kokë (mbi krye)* kujdeset shumë për punën a për një çështje që duhet zgjidhur, nuk i ndahet. 5' *bën bisht punës. Nuk i lë punët zvarrë. I ka vënë gjoksin (shpatullat) punës. I shtie hile punës dikush* punon me hile. *Vunë punët përpara.*

2. *bised.* Vendi (ndërmarrja, institucioni etj.) ku punon dikush; kolektivi ku punon dikush. *Shokët e punës. E mori djalin në punën e vet. Ku ke punën, shtro (edhe) gunën. fj. u. I erdhi gjithë puna.*

3. Diçka që duhet bërë; çështje që duhet sqaruar a zgjidhur; çështje që ka të bëjë me dike ose që varet nga dikush a nga diçka; çështje që të shqetëson, hall; *bised.* shkak, arsye. *Punë boshe. Punë burrash. iron. Punë grash. mospërf. Punë fëmijësh. mospërf. Punë pa krye. Puna është se... Si do të vejë puna?! V pa kjo punë. Këto janë punë të thella. MerreJ me punën e... I bie punës prapa* kujdeset për një çështje, e ndjek atë deriss, të zgjidhet. *vjen rreth punës (asaj pune) d* i-*k us h* kujdeset për një çështje, i bie prapa punës. *vuri punët me radhë* i vuri punët në rregull, i vurinë vijë. *ka punët në vijë (për fije)* i ka punët fare mirë, çdo gjë i vete mbarë. *Jane punët kokë e këmbë (këmbë e if rye)* janë ngatërruar punët, janë bërë lëmsh. *E di ujë atëpunë dikus h* e di shumë mirë, e njeh fare mirë. *Ia bëri punën li\'adh (shesh me lule) dikujt* ia paraqiti diçka si shumë të lehtë për t'u bërë. *S'më prish ndonjë punë. Është punë kohe (ditësh). Nuk pret puna. Është puna ime. Është punë për mua. S'është punë për ty. S'është puna aty. U trash puna. Si qëndron puna? Na hapi punë. I hapi punë vetes. I nxori shumë punë. U mbyll ajo punë. T'i vëmë kapok kësaj pune!* ta mbyllim këtë çështje!, të mos e zgjatim më tej, t'i vëmë pike! *U jep udhë punëve. I merr punët shtruar. I lëpunët varur dikush* i zgjat gjërat e i lë pa zgji-dhur, nuk thotë as “po”, as “jo”. *lë punëtgjetur dikush* nuk përpiqet fare ta sqarojë a ta zbërthejë diçka, e lë ashtu siç është, nuk vepron a nuk kujdeset fare për diçka. *bëri punët lëmsh. Puna bëri bujë (ra në erë). la tregoi punën me hollësi. S'ka gisht në atë punë. I ra në të punës. S'e can kokën për atë punë. Ja si qenka puna! Kam punë me të. Ndalohet hyrja pa punë! Me so Hi puna këtu. S'më shpie (s'më çon) puna atje* s'kam të bëj me dike a me diçka. *E pleqëroi punën me të. E peshoi mirë punën. Ç'punë ke ti me të? Ai e ka punën në dorë* prej tij varet gjithçka, ai vsndos. *Ashtu e kishte punën. S'dihet si e ka pasur punën. Mos fut hundët në punët e botës! Ua prishi punët* u hapi telashe, i pengoi. *Ishte punë inati. S'është punë për të qeshur (për t'u tallur)* është punë me rëndësi, duhet marrë seriozisht kjo çështje. *V zunë për punë librash. U shqetësuan për punë të djalit. if lodh shumë nga puna e dasmës. Nuk erdhi dot për punë të sëmundjes. për ç'punë e bëre këtë? Ndodhi pa punë* ndodhi kot, pa asnjë shkak. *Punë e pa punë* me arsye e pa arsye, me shkak e pa shkak. *Kësaj i thonë (kjo është) punë pa punë!* të bësh punë pa nevojë e pa dobi, t'i nxjerrësh vetes punë kot.

4. Lëvizja që bën e veprimtaria që kryen një organ, një organizem, një aparat, një mjetetj. *Puna e zemrës (e stomakut, e veshkave). Puna e ores (e motorit, e makinës). Puna e muskujve të krahëve. Regjimi i punës (së një makine). mek. E vë makinën në punë. E bëri gatipër punë.*

5. Fryti i veprimtarisë prodhuese me cilësitë dhe vlerat e tij të tjera, ajo që arrin të bëjë dikush gjatë procesit të prodhimit; sendi, vegla etj. që prodhon punëtori a punonjësi; rezultati i veprimtarisë së dikujt; punim. *Punë shkencore. Punë e mirë. Punë vje-tore (diplome). Punë kryq (punë shkop, punë zinxhir)* Hoje qëndisjesh. *Punë me vlerë. Cilësia (sasia) e punës. I mati punën. Nxori punë të paster. I mori punën në dorëzim. Kishte marrë edhe punën me vete.*

6. *fiz.* Rezultati i veprimit të një force mbi një trup, e cila e zhvendos trupin në një drejtim të caktuar dhe shoqërohet me harxhim energjie. *Punë mekanike. Njësitë e punës. Formula e punës. Treguesit e punës. Pa force nuk mund të bëhet punë. Harxhohet punë.*

7I Gjendja, rrethanat në të cilat ndodhet dikush lidhur me diçka; gjendja e marrëdhënieve të dikujt me dike. *E ka punën pisk (keq, mirë). E ka punën grurë me\ dike. Nuk i kanë punët mirë.*

8. *bised.* Rasti. *Me që ra puna. Ra puna kështu. Puna e solli që... Me ka rënë puna të dëgjoj. Puna e nxori në njëfshat.*
9. *bised.* Diçka e ngjashme me një send, lloj, fare. *ra si një punë damllaje. U duk një punë mize.*
• Ben punë *diçka* vlen, sjell dobi. Me bëri punë të madhe (me bëri shumë punë) *dikush a diçka* me ndihmoi shumë, me zgjidhi një hall të madh, me dha dorë, me lehtësoi shumë. Djall (dreq) o punë! *thjeshtligj. shih te* DJALL,~4. E do puna është e do-mosdoshme, duhet. Ia do puna i duhet; është i dety-ruar ose ka interes të veprojë në këtë ose në atë mënyrë, s'ka si të veprojë ndryshe. Hyn në punë *diçka* vlen, është e dobishme. S'më hyn në punë edhe *poh. shih te* HYJ. Kryet e punës ai që është kryesori, ai që ka përgjegjësinë më të madhe, drejtuesi, kryetari. Të Ian me punë *dikush* është punëtor i madh, është shumë i zoti për punë, s'e ka shokun për punë. I mbaroj punë *dikujt shih te* MBAROJ. S'të mbaron punë *shih te* MBAROJ. Ndryshon puna *shih te* NDRY-SHOJ. E para e punës *shih te* PARA (e). Nuk me pret puna (koha) *shih te* PRES n- M'u prish puna! *mospërf., iron, shih te* PRISHEM. S'prish punë *shih te* PRISH. Punë dreqi! *shih te* DREQ,~I. Punë e madhe! *mospërf.* nuk ka gjë, nuk prish punë. Punë e madhe fort! nuk e çaj kokën fare, nuk me bëhet vonë, nuk merakosem fare. Punë e verdhë *shih te* VERDHË (i,e). Flet puna vetë është e qartë, s'është e nevojshme që të jepen shpjegime a sqarime. Sa për t'u gjendur (Kola) në punë *shih te* GJENDEM. Hyri në punë (në bukë) të qeverisë u be nëpunës shtetëror. Nuk është punë që bëhet është e pamundur, nuk bëhet. E këput (e ndart, e pret, e qëron) punën *dikush* i ka gjërat të qarta e të prera, po-në e ka po dhe jo-në jo, nuk i zvarrit gjërat. E ndau punën dysh *shih te* DYSH. I qan puna në dorë *dikujt* ësbtë tepër i ngathët e i plogët, s'është i zoti për punë. Qan puna për të zotin çdo punë kërkon njeriun e përshtatshëm (thuhet si-domos kur dikush është i paaftë e nuk e përballon dot një punë a detyrë). Sheh puna punën *shih te* SHOH. E kam shkrehur atë punë nuk mendoj e nuk shqetëso-hem me për diçka, kam hequr dorë, ia kam hequr fillin një pune. S'është gjë puna e tij nuk të mbaron punë ai, mos prit të mira prej tij. Vajti puna e tij! mbaroi!, kaqe pati! Fjalët të ëmbla, punët të tharta *shih te* FJA-LE,~>A. Kur s'ke punë, luaj derën! mos rri asnjëherë pa pune!, diçka duhet të bësh patjetër, sado e vogël qoftë! Një rrugë (udhë) e dy punë *shih te* RRUGË,~A. për çdo punë puth dorën e tij *shih te* PUTH. P a r t i a e Punës e Shqipërisë *shih te* PARTI,~A i, $_2$. Ajo punë *euf.* sëmundja e tokës, epilepsia. Punë e g j a 11 ë *ek.* puna që bëhet nga njeriu duke për-dorur vegla dhe objekte të ndryshme për të dhënë një prodhim të ri. P u n a e herës *euf.* sëmundja e tokës, epilepsia. Puna e h ë n ë s *euf.* sëmundja e tokës, epilepsia. Puna e truallit *euf.* sëmundja e tokës, epilepsia.
PUNËBARDHË *mb. bised.* I lumtur, fatmirë, i uruar; *kund.* punëzi. *Njeri punëbardhë.*
PUNËBCKUR *mb. poet.* 1. Që është punëtor e bën punë të mirë, që nxjerr punë të paster, që punon bu-kur e me merak. *Vashë (nuse) punëbukw. Mjeshtër punëbukur.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PUNËDASHËS,~E *mb.* 1. Që ka dëshirë për punë, që e do punën, që nuk rri dot pa punë; punëtor. *Po-pull punëdashës. Fshatarësia punëdashëse. Njeri punë-dashës. Vajzë punëdashëse. Shqiptari është punëdashës.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PUNËDORE,~JA . JA. ~E, ~ET. 1. Puna që bëjnë zakonisht grate me gjilpërë, me grep etj., ajoqë bëhet me këtë mënyrë. *Ka mësuar punëdore. Vajzat nxorën punëdoret.*
2. Puna që bëjnë nxënësit e tetëvjeçares me një letër të posaçme të ngjyrosur, të cilën e presin me gër-shërë dhe e ngjitin për të bërë figura të ndryshme e për të fituar shprehitë e punës, ndjenjën e së bukurës etj.; lënda mësimore që përfshin këtë punë; figura që kri-jojnë nxënësit me këtë mënyrë. *Ora e punëdores. Fletore punëdoreje. Letër për punëdore. I dha punëdoren mësueses. Mori "dhjetë" në punëdore.*
PUNËDHËNËS,~I *m. sh. ~, ~*IT. 1. Ai që i jep dikujt një punë a një detyrë duke e paguar për të (za-konisht sipas një kontrate a një marrëveshjeje). *Kontrata me punëdhënësin. Kërkesat e punëdhënësit.*
2. Pronar kapitalist që merr në punë punëtorë me pagesë për një kohë të caktuar dhe i shfrytëzon për të përvetësuar mbivlerën (në vendet borgjeze e revizioniste). *Përfaqësuesi i punëdhënësit. Interesat e punëdhënësve.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Ndërmarrja (sipërntarrja) punëdhënëse. Pronar punëdhënës.*
PUNËHERË,~A . *Bised., euf.* Sëmundja e tokës, epilepsia. *E zuri punëhera.*
PUNËHESHTUR *mb.* Që punon dhe nuk bën fjalë; që punon pa u mburrur. *Djalë (vajzë) punëheshtur.*
PUNËKEQ,~E *mb.* 1. Që bën vetëm të këqija, që i bën keq tjetrit; zemërkcq. *Ai ishte punëkeq.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Mos i beso punëkeqit!*
3. *si em. ~, ~I m. vet. nj. euf.* Djalli, i paudhi.
PUNËLUMË *mb.* 1. Që nuk i kryen mirë punët, që i bën punët shkel e shko.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fjalëshu-mi — punëlumi. fj.u.*
PUNËMADH,~E *mb.* 1. Që merret me punë të rëndësishme a të mëdha; që punon shutnë, që është punëtor i madh.
2. *tall.* Që mburret shumë për punën që bën, që mbahet sikur merret me punë të mëdha.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
PUNËMBARË *mb.* 1. Që është punëtor e bën punë të mirë.
2. Që bën vetëm të mira; që i ecën puna mbarë. *Njeri punëmbarë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
PUNËMBARUAR *mb.* 1. Që të mbaron punë, që e kryen mirë e deri në fund punën a detyrën që i ngar-kohet. *Është punëmbaruar.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fjalë-shtruari — punëmbaruari. fj.u.*
PUNËPADUKUR *mb.* 1. Që nuk i duket puna, që nuk i ka duk puna. *Grua punëpadukur.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PUNËPASTËR *mb.* 1. Që bën punë të paster, që e bën punën të mirë e të qëruar. *Grua punëpastër. Mje-shtër (rrobaqepës, këpucar) punëpastër.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PUNËRRYESHËM,~ME *mb.* Që i bën punët me ngadalë e me zor; që mundohet shumë kur bin një punë.

PUNËSI,~'A . Të qenët i zënë me punë, të qenët në punë; veprimtaria prodhuese e njeriut; punë; *kund.* papunësi. *Punësia dhe papunësia.*

PUNËSHTRUAR *mb.* I. Që i bën punët mirë, shtruar e me kujdes, që nuk ngutet në punë. *Djalë (vajzë, grua) punështruar.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Punë-shtruari — i uruari (i lëvduari). fj.u.*

PUNËTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Në shoqërinë socialiste: ai që bën vazhdimisht punë drejtpërdrejt në prodhim (në industri, në ndërtim, në transport, në shpërndarje e në shërbime të ndryshme, ku për-doret fuqia e krahut dhe prona i përket gjithë popu-llit) dhe është pjesëtar i klasës punëtore, e cila për-bën forcën udhëheqëse të diktaturës së proletariatit e luan rolin e hegjemonit në shoqëri. *Punëtorët shqiptarë. Punëtor i përparuar (i ndërgjegjshëm). Punëtor krahu (transporti, ndërtimi, miniere). Punëtor i pararojës. Punëtorët e nëntokës (e industrisë, e peshkimit, e bujqësisë). Punëtorët e mirëmbajtjes (e ngarkim-shkarkimit). Virtytet e punëtorëve. Figura e punëtorit. Zotimet e punëtorëve. Aleanca e punëtorëve me fshatarët. U be punëtor.*

*2.* Në vendet kapitaliste e revizioniste: ai që punon me mëditje dhe shfrytëzohet e shtypet nga borgjezia, ai që është i zhveshur nga pronësia mbi mjetet e pro-dhimit dhe që nuk zotëronasgjë tjetër veç fuqisë së tij të krahut, të cilën është i detyruar t'ia shesë ka-pitalistit për të siguruar mjetet e jetesës; proletar. *Punëtor me mëditje. Grevat e punëtorëve. Pronari pushoi punëtorët nga puna.*

3. Ai që kryen një punë a një detyrë të caktuar; ai që është në marrëdhënie pune, ai që punon diku, punonjës. *Punëtor politik. Punëtor par tie. Punëtor policie. Punëtorët e mendjes.*

PUNËTOR, ~E *mb. 1.* Që merret me punë prodhuese, që punon drejtpërdrejt në prodhim, që punon në ato fusha ku përdoret fuqia e krahut. *Gruaja punëtorë. Rinia punëtorë.*

2. Që ka të bejë me punëtorët, që u përket punëtorëve, i punëtorëve; që përbëhet nga punëtorë; që është karakteristik për punëtorët. *Klasa punëtorë. Lëvizja punëtorë. Kontrolli punëtor. Me origjinë (me gjendje) punëtorë. Aristokracia punëtorë* pjesë e vogël e klasës punëtorë në vendet kapitaliste e revizioniste, që është vënë në shërbim të borgjezisë për të siguruar të ardhura më të mëdha e privilegje. *Qeveri punëtorë. Qendrat (rajonet) punëtorë. Mendimi punëtor. Ndër-gjegjja (thjeshtësia) punëtorë.*

3. Që punon shumë, që e do punën, që nuk ia përton punës. *Njeri (nxënës, djalë) punëtor. Grua (vajzë) punëtorë. Është shumë punëtor.*

4. Që mund të punojë; që sherben për të bërë një punë, që mund të futet në punë; që lidhet me punën, i punës. *Fuqia punëtorë. Forca e lire punëtorë. Ditë punëtorë.*

*it* Bletë punëtorë a) bleta që bën mjaltë, bleta femër; b) vajzë a grua që punon shumë e bën punë të mirë.

PUNËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* PUNËTOR,~>I. *Punëtorë e re (e shkathët, e pararojës). Punëtorë e ndërgjegjshme. Punëtorët e kombinatit (e fabrikës). Punëtorja e shërbimit. U martua me një punëtorë.*

2. Bleta punëtorë. *Punëtorët mbledhin nektarin.*3. *vjei.* Punishte, punëtori; ndërmarrje prodhimi. *Punonte në një punëtore.*

4. *krahin.* Filiç.

PUNËTORI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Tërësia e pu-nëtorëve të një ndërmarrjeje, të një vendi etj., pu-nëtorët; klasa punëtore. *Punëtoria shqiptare. Punë' toria e minierave. Dita e punëtorisë. Përfaqësuesi I punëtorisë. Pwaroja e punëtorisë.*

*2.* Repart pune në një ndërmarrje prodhimi (të veshjeve, të këpucëve etj.); punishte. *Punëtoria ush-tarake. Hyrinë punëtori.*

PUNËTHATË *mb.* 1. Që punon pak dhe keq; që nuk i ka duk puna.

*'2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fjalëgja-ti \— punëthati. fj. u.*

|PUNËZl, ~ZEZË *mb.* 1. I mjerë, fatkeq, fatzi; *kund.* punëbardhë.

2. Që nuk është i zoti për punë, i paaftë për punë, i plogët. *Ç'e do, atë punëzi!*

PUNGACË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Bisht-dhelpër. 2. Belishë leshatake.

PUNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Qese e vogël, zakonisht prej cope. *Punga e duhanit.* 2. Jastëk i vogël për të ngulur gjilpërat.

PUNfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PUNOJ, PUNOHET. *Punim i thellë (i cekët). Punimi i tokës. Punimi i ftohtë i me-taleve. Punimi i bulmetit (i hekurit, i mëndafshit, i lëkurëve, i baltës). Punimi i brumit. Punimi i materia-leve të Kongresit VII të PPSh.*

2. Puna që kryen një mekanizëm, një organ i trupit etj.; veprimtari. *Punimi i makinës. Punimi i tornos. Punimi i zemrës. Vë në punim makineritë.*

3. Puna që bën dikush për të prodhuar diçka, për të ndërtuar, për të krijuar etj.; puna që kryen dikush në një fushë të caktuar; lloj i caktuar pune. *Punime artistike. Punime bujqësore. Punime përgatitore (mbroj-tëse). Punime ndërtimi. Punime druri. Punime dheu. Tokës i bëhen (lisa punime. Mekanizimi i punimeve.*

4. *vet. sh.* Veprimtaria që kryhet gjatë një mbledhje-je, një kongresi etj. *Punimet e kongresit (e plenumit). Zhvilloi punimet... Morën pjesë në punimet e kon-ferencës.*

5. Ajo që prodhon a që bën dikush gjatë procesit të punës, fryti i punës; punë, vepër; studim. *Punim shkencor. Punim vjetor. Punim diplome. Punim kashte (balle). Punim në allçi (në gips). Punim me boera vaji. Punim me vlerë. Diskutimi i punimit. E përfundol pu-nimin.*

PUNlSHTE,~'JA . *sh.* ~E, ~ET. Ndërmarrje e vogël për prodhimin e sendeve për përdorim të gjerë; repart i vogël pune pranë një uzine a kombinati ose fabrikë e vogël; ndërtesa c këtij reparti a e kësaj n4ër-marrjeje të vogël. *Punishte shkollore (mësimore). PUriishte bulmeti (akulli). Punishtja e qumështit (efrutave,eduhanit). Punishtja e verës (e rakisë). Punishtja e pastave (e ëmbëlsirave, e makaronave). Pu-netorët e punishtes. U hap një punishte. Hyrinë punishte.*

PUNOHET. *1. Pës. e* PUNOJ. *Ky dru punohet lehtë. Fjalimi të punohet në organizatë. Kjo rrugë punohet shkrnë.*

*2. Përd. pavet.* sipas kuptimeve 1-13 të foljes PUNOJ. *S~i punohej. Atje punohej shkel e shko. Punohet edhe të dielave (edhe natën). Punohet me hov revolu-cionar. Kështu nuk mund të punohet. Shkolla është vendi ku mësohet dhe punohet.*

PUNOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj një punë të caktuar duke përdorur forcën e krahut e të men-djes dhe vegla e

mjete pune për të prodhuar diçka, për të ndërtuar, për të krijuar etj. *Punon në uzinë (në fabrikë, në kombinat, në kooperativë, në fermë, në are, në fushë). Punon në arsim (në ndërtim, në bujqësi, në transport). Punon me zell (me këmbëngulje, me ngulm, me mish e me shpirt, me nder). Punon me lopatë (me kazmë, me çekiç). Punon me shtiza (megrep). Punon me traktor (me qe). Punon edhe jashtë orarit (me orar të zgjatur). Punonin me mëditje. Punonte si kale. Punojnë për ndërtimin e hidrocentralit. Punon mirë (paster). Punonte shkel e shko. Kemi punuar bashkë. Punon pa u lodhuf (pa u kursyer). Kush punon, gëzon. fj. u. Kush s'punon, dheut i rëndon. fj.u. Kush nuk punon, nuk ha. fj.u. Punove — gëzove. fj. u. Të punojmë, të luftojmë, të jetojmë si në rrethim!*

2. Ushtroj një mjeshtëri a profesion të caktuar; jam në një punë a në një detyrë të caktuar. *Punon si marangoz (si traktorist, si minator, si murator, si shofer, si mësues, si agronom, si llogaritar). Punon në torno (në tezgjah). Ka punuar argat (bari).*

3. Zhvilloj një veprimtari a kryej një veprim me vetëdije, sillem a veproj në një mënyrë të caktuar; përpiqem për të mirën e dikujt a të diçkaje. *Punon me mend në kokë. Punon haptazi (fshehurazi), Ka punuar nën rrogoz (pas shpine). Mos puno me kokën tënde! Punon për Partinë (për Atdheun, për të mirën e popullit).*

4. *vet. veta III.* Zhvillon punën a veprimtarinë e vet, është i hapur dhe kryen shërbime (për një ndërmarrje, institucion, dyqan etj.); funksionon. *Kursi ka punuar rregullisht. Biblioteka punon tërë ditën. Li-braria punon vetëm paradite.*

5. *vet. veta III.* Është në gjendje pune, nuk ësbtë i prishur (për një makinë a një mekanizëm); kryen punën e vet, është i aftë për punë (për një organ a gjymtyrë të trupit); funksionon, shkon. *Makina (mo-tori, ora) punon në rregull. S'i punoi pushka* nuk i ndezi pushka, nuk i shkrepi. *Telefoni nuk punonte. I punon zemra. S'i punojnë sytë (mirë)* nuk sheh mirë. *S'i punon me dora* nuk është me i zoti për punë. *Nuk i punonin me këmbët* nuk ecte dot me. *Sa të me punojë këmba e dora. I punon mendja për shumë gjëra* i vete mendja për shumë gjëra. *punon fantazia atij.*

6. Bëj punë edukuese, sqaruese etj. me dike për ta bindur e për ta ngritur nga ana politike, ideologjike, kulturore etj. *Punon me pionierët (me fëmijët, Me ri-ninë).*

7. *vet. veta III (kryes. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me vete mbsrë, mo eeën; vepron. *1 punoi fati (zari). S'napunoi koha (moti) sivjet. Koha punon për ne.*

8. *vet. veta III.* Mbledh qelb, nuk është mbyllur ende (për një plage). *punonte plaga.*

9. *vet. veta HI bised.* Ka vlerë, ka rëndësi; është i dobishëm, i nevojshëm a i dompsdoshëm; të mbaron punë, hyn në punë. *Sot punon shkolla. Atëherë punonte hanxhari. Ajo shkresë nuk punonte andej.*

10. *vet. veta III.* Shkon e vjen, kalon; përdoret, vihet në përdorim. *Atje punojnë kafshët^. Në atë rrugëpunon tretti. Këtej punojnë makinat çdo ditë. Ajo rrugi nuk punon me. Ky va nuk punon shumë.*

11. *bised.* Kam lidhje ose marrëdhënie me dike a me diçka, marr e jap me të; lidhem. *Korça me Be-ratin punonin me mushka. Elbasani punonte me Durrisin. Ne punonim me shumë me Tiranën. Kjo odë punon me çardhakun.*

12. *kal.* Lëroj, rrëmih (për token). *E punuan arën (token) me traktor. la punonin tokat argatët. Toka i përket atij që e punon.*

13. *kal.* Përpunoj një lëndë të parë dhe nxjerr prodhime të ndryshme; e përpunoj diçka për t'ia për-mirësuar cilësinë ose për ta bërë të gatshme për t'u përdorur. *Punon lëkurën (drurin, baltën, hekurin). Punon pemët (ullinjtë, qumështin). Punon leshin (lirin). Miellin dhe vezël i punojnë bashkë.*

14. *kal.* Bëj a prodhoj diçka. *Punon voza (arka). Punon çorape (triko). Punonin qymyr. Punonte djathë (gjalpë). Kishte punuar një kukull të bukur. la punuan shtëpinë shokët.*

15. *kal. bised.* E vë në lëvizje a në veprim diçka, e përdor, e luaj. *Punoi shulin e pushkës. E punonte lo-patën (kazmën) me vrull. Ai punonte rremat (lopatat). E punonte shpatën me lehtësi. E punonte dyfekun. S"e punonte dot makinën.*

16. *kal. fig.* Zbërthej e shpjegoj një fjalim, një temë, një artikull a diçka tjetër dhe nxjerr përfundi-me e detyra. *Punuan letrën e Komitetit Qendror. Punuan artikullin (fjalimin, vendimin). Punoi me nxënësit një temë politike.*

17. *kal.* E ngre diçka në një shkallë më të lartë, e përmirësoj, e përsos, e përpunoj. *Punoi gjuhën (stilin). Punon shijen muzikore.*

18. *kal. bised.* Merrem rregullisht me një punë a me një veprimtati të caktuar; ushtroj. *Punon buj-qësinë. Punonte kurbetin. vjet. Punonte zanatin e vet.*

19. *kal. bised.* E përdor për të kaluar në të, e rrah (një rrugë); jap e marr kryesisht për punë tregtie me një vend. *Nuk e punonim me atë udhë. Ai punonte rrugën e Vlorës. Ata punonin Elbasanin.*

20. *kal. fig. bised.* I bëj dikujt një të keqe; e ma-shtroj dike, ia hedh; bëj diçka të keqe. *punoi të zezën (qindin). I punoi një rreng (një hile). la punoi mirë. Harrove ç'na punoi? Ç'i punoi atij të gjorit! la punoi prapa krahëve. E di ç'të punoj? Të punon atë që s'ta pret mendja!*

Punon si sahat *shih te* SAHAT,~I. Sa i pusoi sëri me gjithë forcën e zërit, aq sa i hante zëri. Nuk ka punuar vera sivjet ka qenë verë me shira ose e ftoh-të, nuk ka qenë verë e nxehtë si zakonisht, nuk ka shkuar mirë vera. Punon sot, ha sot *shih te* SOT.

PUNONJËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që punon në një ndërmarrje, në një kooperativë, në një institucion etj.; ai që rron më të ardhurat që ka nga puna e vet, ai që mbahet me djersën e vet. *Punonjësit mësimorë. Punonjës shkencor. Punonjësit e qytetit e të fshatit. Punonjësit e ndërmarrjes (e administratës, e tregtisë). Punonjësit e bujqësisë (e transport it, e minierave, e ndërtimit, e naftës). Punonjësit e arsimit (e shkencës, e kulturës, e shtypit). Punonjës i aparatit. Punonjës me përgjegjësi. Edukimi ideopolitik i punonjësve.*

PUNONJËS, ~E *mb.* 1, Që punon në njI ndërmarrje, në një kooperativë, në një institucion etj.; që rron
me të ardhurat që ka nga puna e vet. *Masat punonjëse. Fshatarësia punonjëse. Kolektivi punonjës. Inteligjencia punonjëse.*

*2.* Punëdashës, punëtor. *Popull punonjës.*

PUNONJËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* PUNONJËS,~I. *Punonjëse e dalluar (e vjetër).*

PUNOVE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Tok" e punuar; tokë e punueshme. *Punovet e fshatit.*

PUNUAR (i, e) *mb.* 1. Që është lëruar për t'u mbjellë. *Tokë e punuar.*
2. Që është punuar me dorë ose në një makinë; i përpunuar. *Lëkurë të punuara. Delate të punuara.*
3. Që është përpunuar mirë e me kujdes, që është i ngritur nga ana cilësore, artistike, shkencore etj. (për një vepër, një projekt etj.), i përpunuar. *Vepër (vjer-shë) e punuar. Ka gjuhë të punuar.*
4. *bised.* I përdorur (për veglat); i rrahur (për udhët). *Pushkë e punuar. Sahat i punuar. Rrugë e punuar.*
PUNUES,~E *mb.* 1. Që shërben par të kryer një punë, që është për punë. *Makina punuese. Aftësia punuese e makinerisë.*
*2.* Punonjës. *Masat punuese.*
PUNUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që round të punohet për t'u mbjellë a për diçka tjetër; që punohet. *Tokë (sipërfaqe) e punueshme. Dru i punueshëm. Ar-gjilë e punueshme.*
PUNJASHE,^-JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Qese e vogël, pungë. *Punjashe me duhan.*
PUP. I. *onomat.* Përdoret për të treguar se një lëvizje bëhet shpejt, menjëherë e me vrull. *Pup këtu e pup atje. U ngrit, pup, në këmbë. Kur, pup, i doli për para.*
II. *ndajf.* Pupthi, hop. *Kërceu pup.*
PUPA *ndajf. bised.* 1. Prapa. £ *kishte erën pupa.*
2. *fig.* Shumë mirë, shumë mbarë. *E ka punën pupa. E kishte pupa me të. E çonte jetën pupa.*
*it* E znri pupa *diçka* e mohoi, nuke pranoi diçka. E ka bërf mendjen pupa e ka vendosur për të bërë diçka. “ ka mbledhur mendjen top.
PUPAGJEL,~I*m. zakon. sh.* ~A, ~AT. Kokëitmi-sri e pjekur që ka plasur. *U mbush tepsia me pupagjela.*
PUPALESH,~E *mb. bised.* 1. Leshator, leshatak. *Njeri pupalesh. Me krahë pupaleshë.* 2. Që ka push. *Peshqir pupalesh.* PUPAS *ndajf.* I. Pupthi. *Kërceu pupas.*
*2.* Galiç. *U ul pupas. Rrinte pupas.*
3. Gjunjas. *Ecte pupas.*
PUPÇIK *ndajf. bised.* Galiç. *Rri pupçik.*
PUPË,~A *if. sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Tufë e vogël prej diçkaje; xhufkë. *Pupa pambuku. Pupa bari (du-hani). Fes me pupë. Shami me pupa.*
*2.* Veshul, bistak. *Pupë rrushi.*
PUPË,-~A ii . *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Këtëim më të dyja këmbët të bashkuara. *E kapërceu me dy pupa. E arriti me dy a tri pupa* e arriti shpejt.
*2.* Mënyrë vrapimi me këmbë të bashkuara, duke hedhur në flllim dy të parat pastaj të prapmet (për kuajt). £ *ka lëshuar kalin në pupë.*3. Hap. *ka pupat të gjata,*
PCPË,~A in . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Këpucë të vogla e të buta për foshnja, zakonisht prej lëkure të hollë a prej cohe. *Pupa të bardha. Një pale pupa. I mbathi pupat fëmijës.*
PCPË,~A IV *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa c prapme e anijes a e barkës, kiç. *Pupa e anijes (e vapor it, e lundrës). Qëndronte në pupë. E ka erën në pupë.*
2. Pjesa më e ngritur në bordin e një anijeje. *Velat (kabinat) e pupës. U ngjit (doli) në pupë.*
3. Pjesë e ngritur e një mjeti, ku zakonisht ulcn. *Pupa e karrocës. U ul në pupë.*
*4. fig. bised.* Rregull, terezi. *E ka në pupë me të. I kishte punët në pupë.*
*k* Është çuar në pupë është bërë mendjemadh, i është rritur mendja.
PCPË,~Av . *sh.* ~A, ~AT *tool.* Pupëz.
PCPË,~A VI . *sh.* ~A, ~AT *biol.* Larva e disa kandrrave, e mbështjellë me një fshikëz të mbyllur; fshikëza e vogël e larvës së këtyre kandrrave. *Faza t pupës. Dimëron në pupë.*
PUPËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Secila nga pendët e vogla e të buta që mbulojnë trupin dhe pjesën e sipërme të këmbëve të shpendëve; pendë. *Pupla të bardha. Pupla zogjsh. Pupla rose (pate). Puplat e këmbëve. Dyshek (jorgan) me pupla. I ndërrohen puplat.*
2. Lloj fisheku pa lëndë plasëse, me majë të mpreh-të prej metali dhe me një tufë qimesh nga prapa, që përdoret me pushkë të posaçme sportive pëi stërvitje. *Armë me pupël. Qitje me pupë I.*
3. *përd. mb.* Shumë i lehtë (edhe *fig.). Është pupël fare. E ka gjumin pupël. Është pupël nga mendja. I kamendtë pupël.*
4. *përd. ndajf.* (me një mbiemër). Shumë. *lehtë pupël. E ndjente veten pupël (të lehtë).*
•*k* Irani puplat (pendët, fleët) *dikujt mospërf. shift te* PENDE,~A i. Doli paptan *dikush* u prish nga mendtë. I dolën pupUt (peadët) *dikujt* a) u rrit, u be i zoti i vetes; b) e mori veten, u rregullua nga gjendja ekonomilce. la la puplat (pendët) *dikujt iron, shih te* PENDË,~A i. Ësfctë mësuar (është rritur) në pupla *dikush* është mësuar me lcushte shumë të mira jetese, nuk e ka vrarë jeta, është rritur me vezë në tigan. S'e prek dot as me pupël (as me pendë) a) është tepër i ndjeshëm, s'duron fare asnjë fjalë, asnjë shaka etj., zemërohet shpejt; b) nuk pranon asnjë kritikë, është shumë mendjemadh. Pupël përmbi ujë i lehtë nga mendja. I qiti puplat *shih te* QIT. I uli puplat (pendët) *shih te* PENDË,~A i. Si zog pa pupla i pambrojtur, në mëshirën e fatit; i pafuqishëm. S'i kanë dalë (ende) puplat është ende i vogël, nuk ka fituar ende përvojën e jetës, i ka buzët me qumësht. Nuk guduliset me pupël zogu nuk preket lehtë, nuk zemërohet shpejt; e mban veten, është i përmbaj-turl E hëngri me gjithë pupla *thjeshtligj.* e vuri poshtë keq, e mposhti; e groposi. Ësbtë i sbkundur pupbsh *dikush* a) është i varfër e i këputur, nuk ka asgjë paS shpirtit; b) *keq.* nuk ka fare mend në kokë. Nuk i është thyer (nuk i thyhet) pupla në dorë *dikujt* është shumë i zgjuar, i zoti e i shkathët; nuk ia ha qeiii shkopin. Shumë pupla e pak mish *fj.* “. thuhet për dike që nga pamja e jashtme duket sikur diç është, por në të vërtetë nuk ka ndonjë vlerë të madhe ose ëshië fyçkë nga mendja; fjalëshumë e punëpakë.
Pesha e puplës *sport., vjet. shih te* PESHË, ~Aç.
PUPËLBUTË *mb.* Që i ka puplat të buta (për një shpend). *Zog pupëlbutë. '*
PUPËLOHET ve”., ~CA (u), —CAR. I dalin puplat, mbulohet me pupla. *U pupëluan zogjtë.*
PUPËLOR,~E *mb.* 1. Që ngjan me një tufë puplash (për retë). *Re pupëlore.*
2. *bot.* Pendor. *Gjethe pupëlore.*
PUPËRR,~RRA . *kryes. sh.* ~RRA, ~RRAT
*bised.* 1. Puçërr e vogël. *Iu bënë ca puprra. U mbush me puprra.*
*2.* Thek. *Puprrat e sixhadesë.*
PUPËZ,~'A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Zog shtegtat me trup sa të pëllumbit, të mbuluar me pupla të ndrit-shme e ngjyra-ngjyra, me sqep të gjatë e të hollë dhe me një xhufkë në kokë. *Kënga e pupëzës. Pupëzon pupëza.*
2. *zool.* Çafkëlore.

3. Xhufka që kanë disa shpendë në kokë, kaçuler. *Pupëza e çafkëlores. Zog me pupëz.*
*4.* Xhufkë, pupë. *Pupëza e flokëe. Kësulë me pupëz. Shall me pupëza.*
5. Gonxhe, bulë. *Çeli pupëza.*
PUPËZON *jokal.,* ~OI, ~CAR. Nxj"rr një zë karakteristik, këndon (për pupëzën). *Pupëzonte pupëza.*
PUPLAJË,~A. 1. Tërësia e puplave që mbulojnë trupin e një shpendi, puplat.
2. *në sh.* ~A, ~AT. Tufë puplash, që vihen diku, zakonisht për zbukurim. *Puplajat e kapelave. Puplajat e kuajfe.*
PUPLAK,~E *mb.* Që ka shumë pupla, që është i mbuluar me pupla (për shpendët); *kund.* cttrrak. *Zog puplak.*
PUPLANDRITUR *mb. poet.* Që është i mbuluar me pupla ngjyra-ngjyra, të bukura e të ndritshme; që është zbukuruar me pupla ngjyra-ngjyra.
PUPLARËNË *mb.* Që i kanë rënc puplat, që i është rrjepur trupi a qafa (për shpendët). *Këndes puplarënë.*
PUPLASH, ~E *mb.* Që e ka trupin të mbuluar me pupla të dendura. *Zog puplash.*
PUPLESHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Papuçe të buta zakonisht me push përbrenda. *Mbathi pupleshet.*
PUPLIN,~I m. *sh.* ~A, ~AT. Lloj pëlhure e hollë dhe e endur dendur, që p6rdoret për këmishë e për veshje të tjera të lehta. *Puplin me vija. Bluzë (këmishë) puplini. Bleu dy metra puplin.*
PUPRRA-PUPRRA *ndajf. bised.* 1. Plot me puçrra të Vogla, tërë puprra. *Iu be trupi puprra-puprra.* 2. Me shumë thekë. *Sixhadeja ishte puprra-puprra.*
PUPRRI,~TË . *vet. sh.* Kokrriza shumë të vogla si puçrriza në sipërfaqen e gjuhës etj., të cilat kanë ndjeshmëri të lartë. *Puprritë e gjuhës.*
PUPRRIQE,~T . *vet. sh. bised.* Mornica.
PUPRROHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~CAR. Me bëhen mornica në trup; mbushem me puprra. *U pupnua nga të ftohtët.*PUPTHI *ndajf. më të* dyja këmbët të bashkuara dhe përnjëherësh. *Kërceu (u hodh) pupthi. Ra pupthi në tokë.*
PUPU *pasth.* Bubu. *Pupu, ç'e gjeti atë! Pupu, sa prapa mbetën! Pupu, ç'paska ngjarë!*
PUPULAK,~E *mb.* 1. Që ka trup të shëndoshë e të ngjeshur, i mbushur, topolak (për njerëzit). *Vajzë (grua) pupulake. Fëmijë pupulak.*
*2.* I mbushur me tui, topolak (për trupin a për një pjesë të tij). *Me duar (me këmbë) pupulake.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
PliPULOHET \>*etv.* I. *vet. sh.* Zvogëlohen, mbyllen (për sytë kur dikujt i vjen gjumë a kur dehet). *lu pupuiuan sytë.*
*2. Pës. e* PUPULOJ.
PUPULOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* Mbush diçka plot e përplot, e mbush buzë me buzë. *E pupuloi qerren. E pupuloi fuçinë.*
PUPURIT *kal.,* ~I, ~UR. 1. Gërryen dheun me këmbë për të gjetur ushqim (për pulën a për ndonjë shpend tjetër). *Pula po pupuriste dheun.*
2. *jokal.* Përpushet (pula). *Pulat po pupuritnin në oborr.*
PUPURRIQEM *vei\>.,* ~A (u), ~UR. 1. Me
bëhen mornica në trup; puprrohem (nga të ftohtët, nga frika etj.). *Iu pupurriq mishi (kurrizi). U pupurriq nga thëllimi.*
*2.* Mblidhem, rrudhem (nga të ftohtët, nga frika etj); rrëgjohem. *Iu pupurriq trupi. U pupurriq nga tmerri.*

PUQ *kal.,* ~A, ~UR. 1. Afroj dike a diçka pranë dikujt a diçkaje tjetër aq sa të takohen dhe të rrinë ngjitur; puthit. *Puqi të dy gishtat. Puqi duart me të. Puqi majat e shufrave. I puqën lundrat. I puqi mirë që të nws hapen.*
*2. fig.* Afroj e i bëj një, i pajtoj (mendimet, pikë-pamjet, synimet etj.). *Ata i puqën mendimet. I puqi fjalët me të.*
• Puqën shpatat a) bënë dyluftim me shpata; b) u zunë, u grindën keqas.
PUQ *ndajf.* Ngjitur me dike a me diçka; aq afër me dike a me diçka sa që duket sikur janë ngjitur; fare pranë, puthitur. *Puq me mua. Rrinin puq. I kemi shtëpitë puq. E vunë puq me të. E ngriti puq me murin.*
PUQEM *vetv.* 1. Afrohem sa të takohem me trup me dike tjetër dhe rri ngjitur me të; *vet. veta III* pu-ihitet, bashkohet diçka me një tjetër. *Upuqën në sit dium. Dërrasat mezi u puqën. Qepallat i ishin puqur. Duket sikur qielli puqet me token.*
*2. kryes. veta III fig.* Përputhet me një tjetër, paj-tohet; shkon mirë me dike, është i përshtatshëm për të (për njerëzit); merrem vesh, bie në ujdi me dike. *Nuk u puqen karakteret. U puqen mendimet. Kjo nuk puqet me atë që the. Ata puqen me njëri-tjetrin. Nuk qëndroi (iku), sepse s'u puq me të. Nuk u puqën në hesap (në pazar).*
3. *Pës. e* PUQ.
• U puqen fitilat *shih te* FITIL,~I. S'u puqen pi-pëzat nuk merren vesh njëri me tjetrin, nuk shkoj-në mirë. Nuk u është puqur lëngu me thelë *shih te* LËNG,~U. U puq (u poq) qielli me detin *shih te*
QIELL,~I. Kur të puqet (të bashkohet, të takohet) qielli e toka (qielli me token) *iron, shih te* QIELL,~I.
PUQJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PUQ, PUQEM. *Puqje e plotë. Puqja e dërrasave. Puqja në mendime. Pika e puqjes.*
2. Vendi ku puqet diçka me një tjetër. *Gjendet në puqjen e dy vektorëve. mat.*
PUQUR *ndajf.* Ngjitur, puthitur me dike a me diçka. *Rrinin puqur.*
PURE,~JA . Qull i trashë që bëhet duke shtypur a duke grirë shumë imët tulin e perimeve ose të pe-mëve; gjelië që përgatitet me një qull të tillë dhe me qumësht, me gjalpë etj. *Pure molle (pjeshke). Pure domatesh. Pure spinaqi. Pure gështenjash. Pure pa-tatesh. Mish me pure. Një pjatë pure.*
PURGATIV,~I *m, sh.* ~Ë, ~ËT *mjek.* Bar që pihet për të dale jashtë dhe për të pastruar stomakun e zorrët; amel. *Purgativ i lehtë. Përdoret si purgativ. Mori (i dha) një purgativ.*
PURGATOR,~I *m. fet.* Vendi ku gjoja shpirtrat e të vdekurve që kanë bërë mëkate të lehta pastrohen nga këto mëkate dhe përgatiten për të vajtur në pa-rajsë (sipas besimeve mistike e fetare).
PURITAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Ithtar e përkrahës i puritanizmit.
2. *libr., keq.* Ai që mban qëndrim tepër të rreptë e të ngurte ndaj normave e rregullave të vendosura; ai që mban qëndrim puritan të tepruar.
3. *libr., keq. Përd. nib.* sipas kuptimeve të emrit. *Lëvizja puritane. Morali puritan. Qëndrim puritan.*
PURITANfZËM,~MI *m.* 1. *hist., fet.* Lëvizje fetare e politike e borgjezisë angleze në shek. XVI-XVII, që drejtohej kundër feudalizmit dhe absolu-tizmit mbretëror dhe që kishte si qëllim kryesor pas-trimin e kishës

anglikane nga ritet e ceremonitë e kishës katolike. *Ithtar i puritanizmit.*
2. *libr., keq.* Qëndrim shumë i rreptë dhe i ngurtë ndaj normave e rregullave të vendosura; ruajtja me fanatizëm dhe me rreptësi të tepruar e gjithçkaje që duket si e drejtë, e rregullt, e mirë etj. *Shfaqje puri-tanizmi.*
PURO,~JA . *sh.* ~, ~-T. Cigare e thurur me gjethe të hollë duhani. *Me puro në gojë. Thithte puron.*
PUROHEM *vetv.* 1. I largohem dikujt a diçkaje; ruhem nga dikush a nga diçka. *U purohej spiunëve. U purohet qenve. Purohej nga e keqja.*
2. *Pës. e* PUROJ.
PUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E mbaj larg, nuk e lë të afrohet; resht, largoj. *Puronte pulat (mizat). Puroji qentë!*
2. E rrethoj diçka për ta mbrojtur; mbroj, ruaj; resht. *Puroi livadhin farën, pyllin). E puroi nga bagëtia. E puroi gjyshi.*
PURPUR,~I m. 1. Lëndë e posaçme në ngjyrë te' kuqe të ndezur, që përdoret për të ngjyer; ngjyra e kuqe e ndezur ose e kuqe c mbyllur por e ndrit-shme. *Ngjyej në purpur. Purpur i ndezur.*
2. Pëlhurë a cohë e kushtueshme me ngjyrë të kuqe të ndezur a të mbyllur; *vjet.* veshje e sipërme e bërë me këtë cohë, të cilën zakonisht e mbanin mbretërit.oborrtarët e lartë e pasanikët e mëdhenj. *Rroba pur-puri. Hodhi krahëve purpurin.*
PURPURT (i, e) *mb.* 1. Që ka ngjyrë të kuqe të ndezur, që është në ngjyrë si të purpurit. *Me buzë të purpurta. Re të purpurta. Në ngjyrë të purpurt.*
*2.* Që është bërë prej purpuri. *Pelerine e purpurt.*
PURTEKEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Lëkundem sa andej-këtej; dridhem si një purtekë. *Purtekeshin degët Çshtyllat).*
2. *fig.* Dridhem nga frika etj., drithmohem. *Purtekem kur\ e mendoj. Tradhtarët purtekeshin nga tmerri.*
ifuRTEKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Thupër e hollë dhe e drejtë që përdoret për të thurur një gardh, një lesë etj.; shkop i gjatë e i drejtë që përdoret për të shkundur arrat, për të shirë fasulet etj. *Purteka të njoma. Purtekë thane (shelgu). Purtekat e gardhit. Purteka e ullinjve. Preu ca purteka. I vuri një purtekë.*
2. Shufër prej metali a prej diçkaje tjetër. *Purtekë bakri (hekuri). Purteka e peshores. Besa e shqiptarit si purteka e arit.fj.u.*
3. *krahin.* Shtizë për të thurur çorape, triko etj.
4. *bised.* Goditje me thupër. *dha ca purteka këm-bëve. Bjeri nja dy purteka!*
*-k* Dridhet si purteka në ujë i ka hyrë drithma, ka shumë frike.
PURTËKËZ,^A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog. e* PUR-TEKË,~A I-2. *Purtekëz shelgu. Mbante në dorë një purtekëz.*
*2. mjek.* Mikrob që ka trajtë të zgjatur si shkop. *Purtekëza e dizenterisë.*
PURTHANIK,~E *mb.shar.* 1. Qëeheq vazhdimisht baricu dhe është i dobët nga shëndeti; që ndyn vazhdimisht. *Fëmijë purthanik.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
PURTHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Dal jashtë shpesh, me heq barku.
PURTHË,~A . Heqje bark, lëbarke. *zuri pur-tha dhentë.*
PURRË,~A . *krahin.* Shpuzë. *Purrë zjarri. E vuri në purrë.*
PUS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Grope e thellë dhe e ngushtë, me trajtë të rrumbullakët, me faqe të pin-gultë dhe zakonisht të veshur me gurë etj., që është hapur ne tokë për të nxjerrë ujë. *Pus i thellë (i cekët). Ujë'pusi. Gryka e pusit. Kapaku (çikriku) i pusit, Kova e pusit. Hapën (çelën) një pus. Pastroi pusin. U tha pusi. Nxjerr ujë nga pusi. Lëshoi kovën në pus. Ra (u mbyt) në pus.*
2. *gjeol.* Vrimë e thellë që hapet pingul në tokë dhe që pajiset me gypa e me mjete të tjera të posaçme për te nxjerrë naftë ose gaz. *Pus i ndaluar* pus që nuk nxjerr me naftë. *Pus nafte (gazi). Pus shpimi (kërkimi, prodhimi). Kulla e pusit. Thellësia e pusit. Shpimi (shfrytëzimi) i puseve. Vunë në shfrytëzim pusin e ri.*
3.' *mitt.* Grope e thellë, që hapet në një minierë cihe që shërben për nxjerrjen dhe mbartjen e qymyrit të giirit, të bakrit etj. me anë vagonash ose si rrugë kalirhi për minatorët etj. *Pus i pjerrët. Pus ndihmës (kontrolli, ajrimi). Balli i pusit. Hyri në pus.*
*4.* | *bised.* Grope e madhe ku mblidhen ujëra për ujitje ose ujëra të tjera të padobishme; vend i thellë
në shtratin e një lumi; grope. *Puset e zeza* gropat e zeza. *Ujin e grumbullonin në puse. Laheshin te puset në Valbonë.*
*5. përd. mb.* Shumë i thellë; shumë i errët, shumë i zi, shumë i nxirë (edhe *fig.).* *Errësirë pus. Nata ishte pus. Qielli ishte pus. U be pus koha (qielli, nata). Jeta i dukej pus. la bëri jetën pus* ia nxiu jetën.
6. *përd. ndajf.* Shumë (zakonisht me mbiemra si i zi, i errët etj.). *Re të zeza pus. Nata ishte pus e zezë. Qiell i nxirë pus. Ishte i vrenjtur pus. Vështrimi i qe bërë i errët pus. Ishte errët pus. Është i ditur pus.*
+ E bëri pus *diçk a* a) e prishi fare një vegël, e çoi dëm një send të nevojshëm; b) e prishi, e nxiu (një punë). Ia bëri pus *di çk a* ia përshkroi me ngjyra shumë të errëta, ia bëri zi e me zi. U be pus *d i k u s h* u ngrys a u nxi në fytyrë; u nxeh shumë, u inatos shumë. M'u be pus *diçk a* me vajti ters, nuk me vajti mbarë. Hyri në pus ra në një gjendje shumë të vështirë, u gjend ngushtë. Është pus *dikush* nuk i nxjerr të fshehtat, nuk ia tregon tjetrit ato që di ose hallet që ka. Pusi të marrtë! *mallk.* të gjettë e zeza!, të marrtë e liga! Mos e shtjer në pus! mos e lër në harresë, mos e harro! U be pus pa fund u be kasaphanë e vërtetë, nuk u muar vesh se sa u vranë, u be gjaku gjer në gju. S'bëhet pusi me gjilpëra *fj.u. shih te* GJILPËRË,~A. Iu be zemra pus u, helmua, u pikëllua jashtë mase. E hodhi në fund të pusit *diçk a* nuk e vlerësoi fare, as që e përfi,lli, nuk e mori fare parasysh. Është pus pa ujë *d i k u s h* a) është shumë i varfër, e ka shtë-pinë fare bosh; b) nuk di të bëjë asgjë, nuk është i zoti për asgjë; është pemë pa kokrra. I ka punët pus *dikush* i ka punët shumë keq, është në pike të hallit. S'mbushet pusi me pështymë (me gjilpëra) *fj. u. shih te* PËSHTYMË,~A. Bie shi me grykë pusi (gjymi, shtambe) *shih* Bie shi me gjyma (me shtamba, me legenë, me kova, me vedra, me ibrikë) *te* GJYM,~I. Të fut në pus (në ujë, në luraë, në det) e të nxjerr pa u lagur *shih te* LAGEM. Hyn në pus e del pa u lagur është njeri shumë dinak, di të bëjë dredha dhe t'ua hedhë të tjerëve. Mos hyr në pus me litarin e botës! *fj. u.* mbështetu në forcat e tua!, mos shpreso shumë në ndihmat e të tjerëve! Pusi (kroi) i mirë njihet në kohë të thatë *fj.u. shih te* KRUA, KROI. Ta shet ujin e pusit për verë *shih te* VERË,~A n. Pus arte-zian *shih tek* ARTEZIAN,~E.

PUSI,~'A. *sh.* ~, ~TË. 1. Pritë që i bëhet dikujt për ta vrarë, për ta plaçkitur etj. në befasi. *ngriti (i zuri, i vuri) pusi. Ra në pusi. E tërhoqën në pusi. E vranë në një pusi.*
*2. fig.* Mashtrim i pabesë, pabesi. *Veç me pusi nuk e ngrys dot jetën. Pusia të ha. fj.u.*
PUSINGRITËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. Ai që i ngre pusi dikujt (për ta vrarë, për ta grabitur etj.).
PUSIZËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që i zë pusi dikujt.
PUSULLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cope letre, e shkruar zakonisht shpejt e shpejt, që i dërgohet dikujt; cope letre e shkruar. *Pusullë e shkurtër. I solli (i çoi, i shkroi, i dërgoi) një pusullë. Lexoi pusullën. I dha një pusullë për... E lajmëroi me një pusullë.*
\+ Pusullë (letër) bakalli *keq. shih te* BAKALL,~I. E humbi pusullën *shih te* HUMB.
PUSH,~I *m.* 1. Tërësia e qimeve të shkurtra, të holla e të buta, që u dalin njerëzve në duar, në këmbë ose në trup; tërësia e puplave shumë të vogla e te butaqë kanë shpendët në lëkurë. *Push i verdhë. Pushi i faqeve. Pushi i zogjve. I mbuluar me push. S'ka push në faqe.*
2. Tërësia e fijeve të shkurtra, të holla, të buta e të dendura që mbulojnë një stofë a pëlhurë në të dyja anët ose në njërën anë; fije të imëta që mbeten nëpër makina ose bien në tokë gjatë punimit të pambukut, të leshit etj. *Push i butë. Pushi i pambukut. Pushi i kadifesë, Stof me push. Batanije (qilim, shall) me push. I ka rënë pushi.*
3. Tërësia e fijeve të imëta e të buta që mbulojnë gjethet a kërcellin e disa bimëve ose kokrrat e disa pemëve (si pjeshka, ftoi etj.). *Pushi i gjetheve. Pushi i pjeshkës (i ftoit). I hoqi pushin.*
*4.* Myshk, lëmashk. *Pushi i drurit. Pushi i gurëve.*
5. *bised.* Hi i imët mbi një thëngjill të ndezur; hiri i cigares. *Pushi i thëngjijve. Pushi i cigares. E dogji pushi.*
• Bar pushi *bot. shih te* BAR,~I i.
PUSHALESH,~E *mb.* Që ka push të dendur, i mbuluar me push. *Peshqir pushalesh.*
PUSHALLI *mb.* Që ka push, me push. *Peshqir pushalli.*
PUSHATAK,~E *mb.* 1. Që është i mbuluar me qime të holla, të buta e të dendura; që është i mbuluar me shumë pupla të vogla e të buta; që ka push në trup. *Me trup pushatak. Qen pushatak. Zogpushatak.*
2. Që është me push, që ka shumë push (për një stof, pëlhurë etj.). *Qilim pushatak. Shapkë pushatake. Peshqir pushatak.*
PUSHATOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. I. I rri-tet pushi, mbushet me push (një zog etj.).
2. I del pushi një peri të dredhur ose një rrobe të endur a të thurur, bëhet me push; leshatohet. *U pu-shatua trikoja.*
PUSHATOR,~E *mp.* Pushatak. *Me faqe pushatore. Peshqir pushator.*
PUSHBUTË *mb.* Që është i mbuluar me push të butë, që e ka pushin shumë të butë. *Gjethe pushbutë.*
PUSHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Me del pushi në faqe. *Iu push faqja.*
*2.* Mbushem me push, bëhem tërë push. *U push duke punuar pambukun.*
PUSHËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PUSHËZOJ, PUSHËZOHET.
*Pushëzimi i kadifesë. Makina e pushëzimit.*
PUSHËZOHET *vetv.* 1. Bëhet si push, merr trajtën e pushit. *Pambuku pushëzohet (kur thahet me shumë sesa duhet).*
*2. Pis. e* PUSHËZOJ.
PUSHËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj me
push një stof a pëlhurë, i nxjerr pushin zakonisht me anë të një makine të posaçme. *Makinë që pushëzon kadifenë.*
PUSHËZUAR (i, e) *mb.* Që është bërë me push (për një stof a pëlhurë), që është pushëzuar. *Kadife e pushëzuar. Fill i pushëzuar.*
PUSHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PUSHOJ, PU-SHOHET. *Pushimi i luftimeve (i zjairit). Pushimi*
*i dikujt nga puna. Pushim zemre. Shtëpi (qendër) pushimi. Punon pa pushim* punon pa ndërprerje, punon vazhdimisht.
2. Çlodhje; koha e lire pas pune, koha gjatë së cilës njeriu pushon; ditë e caktuar për të pushuar ose për të mos vajtur në punë; lejë p;r të mos vajtur në punë, në shkollë etj. për arsye shëndetësore, për ditë feste etj. *Pushimi javor. Pushim i gjatë (i shkurtër). Pushimi i drekës (i mesditës). Në pushimet e lojës. Dhjetë minuta pushim. Mori (kërkoi) pushim. Bëri ca pushim. Dje kishim pushim, Duhet të bëjë pushim. Ka nevojë për pushim. E drejta e pushimit pas punës. zyrt.*
3. *kryes. sh.* Periudhë e caktuar kohe gjatë vitit, kur ai që është në marrëdhënie pune ka të drejtë të pushojë, leje e zakonshme; periudhë kohe në fund të vitit shkollor ose në mes të tij, kur nxënësit a stu-dentët nuk shkojnë në shkollë dhe arsimtaiët nuk bëjnë punë mësimore. *Pushimi vjetor. Pushimet shkollore. Pushimet verore (dimërore). Pushime të gëzueshme (të këndshme). Pushimet e dimrit. Ditët e pushimeve. Periudha e pushimeve. Gjatë kohës së pushimeve. Ka marrë pushimet. Është me pushime. Filluan (mbaruan) pushimet. I kaloi pushimet në fshat.*
4. *muz.* Pauzë. *Pushim i plotë. Pushim katërsh.*
5. *bised.* Qetësi; hesht je. *E la në pushim. Ka gjetur pushim.*
Sbesh pushimi *ndërt. shih te* SHESH,~I *6*.
PUSHKALAGËS,~I *m. sh.* ~>, ~IT *krahin.* Stër-lagës.
PUSHKALIQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Stërfyc. *Krismat e pushkaliqeve.*
PUSHKATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që shtie mirë me pushkë, mjeshtër për të qëlluar me pushkë. *Shtëpi pushkatarësh.*
2. *usht.* Luftëtar i armatosur me pushkë, që bën pjesë zakonisht në repartet e këmbësorisë. *Pushkatarë të zgjedhur. Pushkatarët e marines. Batalion (kompani) pushkatarësh. Grup pushkatarësh. Toga (skuadra) e pushkatarëve. Zjarri i pushkatarëve.*
PUSHKATAR,~E *mb. usht.* Që është i armatosut me pushkë; që përbëhet riga luftëtarë të armatosur me pushkë; që shërben për pushkatarët. *Reparte pushkatarë. Batalion pushkatar. Kompani (togë, skua-dër) pushkatarë. Çerdhe pushkatarë.*
PUSHKATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PUSHKATOJ, PUSHKA-TOHEM. *Toga (skuadra) e pushkatimit. Pati shumë pushkatime.*
2. Dënimi me vdekje, duke e vrarë dike me pushkë. *priste pushkatimi. E dënuan me pushkatim.*
PUSHKATOHEM. *Pës. e* PUSHKATOJ. *U push-katua ngafashistët.*
PUSHKATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Zbatoj dë-nimin me vdekje, duke e vrarë dike me pushkë; e vë në plumb. *pushkatuan në mëngjes (menjëherë). E pushkatoi në vend.*

PUSHKATUAR (i, e) *mb.* 1. Që është vrarë me pushkë, që është pushkatuar (për një të dënuar me vdekje).
2. *Përd. em.* sipas kuptimit ë mbiemrit. PIJSHKË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Armë zjarrim^ tytë të gjatë që mbahet në krah dhe që mund të qëllojë duke i nxjerrë fishekët një nga një ose në më-nyrë gjysmautomatike. *Pushkë e gjatë fe shkurtër). Pushkë e vjetër. Pushkë gjysmautomatike. Pushkë sportive. Pushkë gjahu. Pushkë me çark (me strall). Pushkë (dyfek) me dollap. usht., vjet.* lloj pushkë e vjëtër që mbushej nga gryka. *Gryka (tyta, qyta) e pushkës. Çarku i pushkës. Siguresa (këmbëza) e pushkës. Vaj pushkësh. Fishekë pushkë. Batare pushkësh. Krisma e pushkës. E shtënë pushkë. Me pushkë në krah. I armatosur me pushkë. I lumtë pushka! Fshij (pastroj) pushkën. Mbush pushkën. Krisi pushka. Mori (rrëmbeu) pushkën. Qëlloi me pushkë. Hap zjarr me pushkë. I lumtë pushka! ur. T'u bëftë pushka top! ur. E vraftë pushka! mallk. Në një dorë kazmën dhe në tjetrën pushkën. Pushka e triniit e sofra e bujarit nuk ndalen. fj.u.*
*2. bised.* Njeri a luftëtar i pajisur me këtë armë, ushtar i armatosur. *Sa pushkë bëheni? Nxori nga një pushkë për derë. lu shtua edhe një pushkë. Kishte dyqind pushkë me vete.*
3. E shtëne me armë dhe krisma e saj; kjo armë si simbol i luftës e i qëndresës; luftë e armatosur. *Që në pushkët e para. më të plasur pushka. Pushka lajmëtare (habertare). vjet.* e shtënë pushkë që lajmë-ronte se kishte ndodhur diçka e rëndësishme (zakon i vjetër i shqiptarëvet). *Nisi (krisi, plasi) pushka. Vlonte pushka. U ndez pushka. Kërciste (ushtonte) pushka partizane. Bëhej pushkë. Bëri pushkë me di-k ë* luftoi. *Hodhi pushkë* shtiu. *Ra në pushkë m e dike. Shkëmbyen ca pushkë. E priti me pushkë. Iu përgjigjën me pushkë. I ra me pushkë ballit. Pushka i ndan. Me ta flitet vetëm me pushkë.*
4. Largësi sa mund të arrijë e të vrasë plumbi i kësaj arme. *Një pushkë larg.*
5. *bised.* Grindje, përçarje. *futi pushkën shtëpisë. Ndërmjet tyre hyri pushka.*
+ Është bërë për pushkë *dikush* a) është rritur dhe është pjekur, është bërë për të luftuar me pushkë; b)| duhet vrarë, është bërë për t'u vrarë. Doli pushkë *(in in a)* nuk plasi mirë, nuk plasi me force. S'i dridhet pushka *edhepoh.* është trim, nuk i dridhet dora; është i vendosur. Në flake të pushkës (të dyfekut) *shih te* FLAKË,~'A. Me grykën e pushkës me luftë të armatosur, me kryengritje të armatosur. Nën grykën e pushkës (e topit) *shih te* GRYKË,~A. Hodhi një pushkë *shih te* HEDH. Është i pushkës (i dyfekut) është trim, është luftëtar. Nuk e ndyn (nuk e fëlliq) pushkën *me dike shih te* NDYJ. Pushkë e lagët *mospërf. shih te* LAGËT (i, e). Puthi pushkën *shih te* PUTH. Rrëmbej (rrok) pushkët (armët) *shih te* RRËM-BEJ. Shtëpi pushkë familje që ka nxjerrë njerëz trima e luftëtarë, shtëpi e njohur për trimëri. I vuri (i ktheu) pushkën (dyfekun) *dikujt* e luftoi, e vuri përpara me luftë. E vuri (e futi) në pushkë *dike* e pushkatoi, e vrau, e vuri në plumb. M'u be qejfi pushkë *shih te* QEJF,~I. Është bërë për t'i rënë me pushkë (me dyfek, me kobure) *shih te* DYFEK,~U. Doli pushkëe lagur *dikush shih te* LAGUR (i, e). Nuk e fut dot në grykën e pushkës *shih te* GRYKË,~A. Ishte me pushkë në faqe ishte gati për të shtënë a gati për luftë. Është pushkë e mbush ur (e ngrehur) *shih te* MBUSHUR (i, e). E ka syrin pushkë (shigjetë) *dikush* sheh shumë mirë e larg; e ka vështrimin të mprehtë. Si e ke syrin e pushkës? *shak.* si të shkojnë punët?, si i ke punët?, a ke guxim të veprosh? E ka zërin pushkë e ka zërin shumë të forte e kumbues. Ta lë pushkën në faqe,a)I nuk të mbaron punë, ta lë punën përgjysmë, pa për-
funduar; b) të ikën pa e vrarë, të shpëton nga dora, nuk e vret dot se është i shpejtë, i shkathët etj. (zakonisht për gjahun). E luan gishtin e pushkës *shih te* LUAJ. U mbeti pushka në gozhdë *vjet. shih te* GOZHDË,~A. I ndez pushka në ujë *dikujt shih tek* UJË,~I. E priti me pushkë në faqe *dike shih te* FAQE,~JA. Të puthsha grykën e pushkës! *ur.* të lumtë! (për dike që ka bërë një ve-prim heroik me pushkë). la solli në grykë të pushkës *d 1-kë a diçk a* a) ia solli në pritë për ta vrarë me lehtë, ia solli në shteg; b) ia përgatiti të gjitha kushtet e ne-vojshme që ta kryejë lehtë një punë. Një shenjë (një nishan) pushkë (dyfeku) larg aq sa arrin plumbi i pushkës, aq sa mund të vihet në shenjë me pushkë diçka. Të vaftë pushka mbarë! *ur.* dale faqebardhë në luftë a në ndeshje!, ardhsh me fitore! E mban dorën (gishtin) në çark të pushkës *shih te* ÇARK,~U. Pushkë kundërtank *usht.* armë e posaçme që shërben për asgjësimin e tankeve e të mjeteve të tjera të blinduara.
PUSHOHEM. *Pës. e* PUSHOJ 6-7. *U pushua nga puna. U pushua gjykimi i çështjes.*
PUSHOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Lë punën për t'u çlodhur, çlodhem, prehem për ca kohë. *Pushoj pas punës. Pushuan nja dy ditë. Pushuam tek ura. Pu-shoni pak! S'ka pushuar asnjë minute. Punoi gjithë ditën pa pushuar fare.*
2. Kaloj lejën e zakonshme ose pushimet diku. *Po pushojnë në plazhin e Durrësit.*
3. *vet. veta HI libr.* Është varrosur diku, prehet. *Këtu pushon...*
4. *vet. veta HI.* Ndalon rrjedhën, zhvillimin c vet etj.; nuk vepron me, nuk punon a nuk bëhet me; nuk është me; nuk dëgjohet me; ndërpritet, ndalet, ngel. *Pushoi shiu (breshëri). Pushoi era (stuhia). Pushoi puna. Pushoi lëvizja (lëkundja). Pushoi zhurma. Pushoi motori. Pushoi telefoni. Pushuan trokitjet. Pushoi ora (sahati). I pushoi zemra. Pushuan grindjet. Pushoi lufta. Pushkët s'pushonin. Pushoi së bërtituri (së qari, së foluri), Pushoi së rrahuri zemra e tij* vdiq.
5. Nuk flas me, nuk nxjerr me asnjë zë nga goja; hesht (për njerëzit). *Pusho ti! Pushoni! Pusho, mos qaj! S'i pushoi goja.*
*6. kal.* E largoj dike nga një punë, nuk e lë më të kryejë një detyrë, e heq nga puna. *E pushuan nga puna (nga detyra). I pushuan të gjithë. E pushuan në vend.*
7. *kal.* Ndërpres një punë, një veprim a një ve-primtari etj.; bëj që të ndërpritet rrjedha e diçkaje, zhvillimi i saj etj.; nuk e lë të rrjedhë a të dale me; e bëj të heshtë a të mos ndihet me; e ndal. *Nuk e pushonin këngën (punën). E pushoi vajin (të qqrët). I pushoi britmat (ulërimat). I pushoi gjakun. Ia pushuan dhembjet. Pushoje foshnjën! Mundohej ta pu-shonte të bijën.*
8. *kal. bised.* Çlodh. *Ta pushon shtatin.*
+ I pushon muhabetit *dikush* flet ngadalë dhe me mend, i mat fjalët kur flet a bisedon. Nisën vallet kur pushuan daullet *shih te* VALLE,~^JA.
PUSHT,~I *m. sh.* ~A, ~AT *përb., shar.* Ai që shkon shumë pas femrave; maskara. *Pusht i ndyri!*

PUSHTET,~I *in. sh.* ~E, ~ET. 1. Sundim po-litik i një klase, i një grupi shoqëror etj., që shprehet në të drejtën dhe mundësinë për të qeverisur shtetin, një krahinë, një rreth etj. nëpërmjet organeve të zgje-dhura a të emëruara, kolegjiale a të përbëra nga njënjeri i vetëm. *Pushteti politik. Pushtet popullor. Pushtet i pakufizuar. Pushtet ekzekutiv (legjislativ). Pushteti shtetëror. Pushteti i klasës punëtore. Pushteti i borgje-zisë. Pushteti i Këshillave Nacionalçlirimtare. Pushteti i mbretit. Çështja e pushtetit. Marrja e pushtetit. Ven-dosja e pushtetit popullor. Përqendrimi i pushtetit. Ndarja e pushtetit. Organet e pushtetit. Lufta për pushtet. Rrëmbeu pushtetin. Pushteti i përket popullit. Kalimi i pushtetit në duart e klasës punëtore. Ndodhet (është) në pushtet. Është i veshur me pushtet.*

2. *bised.* Organet e qeverisjes së shtetit, të një krahine, të një rrethi etj.; administrata shtetërore në një vend, në një krahinë, në një rreth etj.; qeveria. *Pushteti lokal. Veprimtaria e pushtetit. Ndërtimi i pushtetit. Përfaqësues i pushtetit. Shokët (drejtuesit) e pushtetit në rreth. Zyrat e pushtetit. Zgjedhjet për pushtetin lokal. Lidhjet e pushtetit me popuHin. Pushteti është levë e Partisë. U zgjodh në pushtet.*

3. E drejta dhe mundësia që lea dikush për të ur-dhëruar dike, për të vepruar ose për të ndikuar mbi dike a mbi diçka; fuqia që ka dikush a diçka; ndikimi që mund të ushtrojë dikush a diçka mbi një tjetër. *Pushteti prindëror (atëror). Pushteti i njeriut mbi vet-veten. Pushteti i parasë. Ka pushtet të madh mbi të. Nuk iu nënshtrua pushtetit të burrit. S'ka pushtet të kapërcejë pragun.*

PUSHTETPLOTË *mb.* Që ka pushtet të plots a të pakufizuar mbi dike. *Sundimtar pushtetplotë.*

PUSHTETSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka pushtet mbi dike a mbi diçka; i plotfuqishëm; që ka prirje a që e ka zakon të jape urdhra, autoritar. *Njeri Çprind) i pushtetshëm. Është bërë i pushtetshëm.*

2. Që nuk mund të kundërshtohet; që shpreh pushtetin që ka dikush a diçka ndaj dikujt a diçkaje tjetër; nënshtrues. *Fjalë të pushtetshme. Vështrim i pushtetshëm. Në mënyrë të pushtetshme.*

PUSHTË (i, e) *mb.* 1. Që është me push, që ka push. *Mbulesë e pushtë. Fletë (gjethe) të pushta.*

2. Që është i butë e i imët si push; që duket si push. *Mustaqe të pushta. Re të pushta. Bisht i pushtë. Myshk i pushtë.*

PUSHTËRtSHT *ndajf.* Me sjelljet dhe mënyrat e pushtit, si pusht. *U suall pushtërisht.*

PUSHTIM,~I *m. sh.* ~>E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve PUSHTOJ, PUSH-TOHEM. *Pushtim ushtarak (me luftë). Pushtimi i majës së maUt. Pushtimi i tokave të feudalëve. Trupa pushtimi. E mban ende nën pushtim.*

2. Koha gjatë së cilës një vend qëndron i pushtuar nga dikush; koha e sundimit të pushtuesit. *Gjatë pushtimit romak. Pas pushtimit osman.*

PUSHTOHEM *vetv.* 1. Kapem me dike duke u shtrënguar fort më të dy krahët; rrokem për qafe me dike, përqafohem. *Upushtuan me nënën (me babanë).*

2. *jig.* Me zë tërësisht një ndjenjë, një mendim a një gjendje, me mbërthen të tërin. *U pushtua nga gë-zimi (nga hidhërimi, nga frika, nga paniku).*

3. *Pis. e* PUSHTOJ 1-3.

PUSHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Fut ushtrinë në një vend tjetër dhe shtie në dorë tokat e tij, e shkel një vend tjetër dhe ushtroj pushtetin mbi të; i heq me dhunë lirinë dhe pavarësinë një vendi a një po-pulli, e robëroj; zë me force një vend; *kund.* çliroj.

*Pushtuan qytetin (fshatin). Pushtuan tërë vendin. Pushtuan tokat e feudalit. E pushtuan me (pa) luftë. Nuk e pushtuan dot.*

2. Arrij deri në një vend të vështirs dhe e shkel atë; ngjitem deri në një vend shums të lartë; shtie në dorë diçka, arrij ta zotëroj (edhe *fig.). Alpinistët pushtuan majën. Oxhaqet pushtonin qiellin. Mundohen të pushtojnë tregje të reja. Rinia po pushton shkencën.*

3. E kap dike dhe e shtrëngoj fort më të dy krahët, e përqafoj dike me mall; e përfshij diçka me dy krahët të hapur. *Pushtoi të birin me mall. Pushtoi shtyllën (trungun). E pushtoi në kraharor. E pushtoi më të dy duart. E pushtoi fort. Nuk e pushtonin dot dy veta atë pemë.*

4. *fig.* Arrij ta kap të gjithë me një vështrim. *E pushtoi arën me sy. E pushtoi sallën (klasën) me një vështrim.*

5. *vet. veta III.* Vjen, përhapet (zakonisht diçka jo e pëlqyeshme) dhe mbulon një vend a hapësirë, e përfshin të gjithë, e pllakos (edhe *fig.). E pushtoi flaka. Zjarri pushtoi shtëpinë (pyllinj. Arën e kishin pushtuar ferrat. Bora pushtoi male e fusha. Mornicat i pushtuan trupin. Vendin e pushtoi errësira. Heshtja pushtoi sallën.*

6. *kryes. veta III fig. (zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* Me zë, me kap tërësisht një ndjenjë, një mendim a një gjendje, me mbërthen të tërin; me bën për vete. *E pushtoi gjumi. E pushtoi gëzimi (krenaria). E pushtoi vaji (gazi). E pushtoi dëshira. E pushtoi frika (tmerri, paniku, zemërimi). E pushtoi mërzia. E pushtuan mendime të zymta. Pushtoi mendjet (ndjenjat) e lexuesve.*

PUSHTUES,~I *m. sh. ~>,* ~IT. Ai që pushton tokat e një vendi tjetër, ai që shkel e shtyp një vend tjetër; agresor. *Pushtuesit e huaj. Në kohën e pushtuesVe os-manë.*

PUSHTUES,~"E *mb.* Që pushton tokat e një vendi tjetër; që mban me dhunë në gjendje pushtimi një vend tjetër. *Shtet pushtues. Fuqitë (forcat) pushtuese.*

PUSHTËAR (i, e) *mb.* Që është pushtuar nga një shtet tjetër a nga një ushtri e huaj; që ka humbur lirinë e pavarësinë dhe ndodhet nën zgjedhën e huaj; i robëruar; *kund.* i çliruar. *Tokat (vendet, fshatrat, krahinat) e pushtuar a. Zone e pushtuar.*

PUT,~I *m. sh.* '-'E ~ET *bised.* Idhull. *E mbanin si put.*

PUTANË,~A . *sh.* >->A, ~'AT *bised., shar.* Grua a vajzë e përdalë, kurvë, lavire.

PUTARGË,~A . *sh.* <->A, ~-AT. Vezë qefulli të kripura dhe të thara zakonisht në tym.

PtJTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Shputa e këmbës. *Putë e madhe (e vogël). Puta e këmbës.* 2. *zakon. sh.* Gjurmashka. *Puta leshi.*

PCTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Shputa e këmbës e disa kafshëve; shputa e këmbës së njerëzve. *Putra e ariut (e luanit). Putra e këmbës.*

2. Pjesa e poshtme e çorapit, që mbulon shputën e këmbës, tabani i çorapit. *U gris putra. U bëri çorapeve putra të reja.*

PUTËRGJERË *mb.* Që e ka putrën e këmbës të gjerë (zakonisht për disa kafshë). *Arusha putërgjerë.*PUTËRMADH,~E *mb.* Që e ka putrën e

këmbës të madhe (zakonisht për disa kafshë). *Luan putërmadh.*

PUTH *kal.,* ->A, ~UR. 1. Prek me buzë zakonisht tëjmbyllura dike në buzë, në faqe, në ballë etj. në she-një dashurie a nderimi, kur e takoj, pas një ndarjeje tëj gjatë etj.; prek me buzë diçka në shenjë adhurimi. *Puthi fëmijën (nënën, babanë). E puthi në buzë (në faqe, në gushë, në ballë). I puthi dorën. Puth flamurin. Puthi token amtare. E puthi me mall (me dashuri). E\përqafoi dhe e puthi. Eja të të puth!*

J2. *bised. (zakon. me pjesëzat mohuese* nuk, *s'J.* Nuk kam më të drejtë, mundësi a force për të vajtur diku a për të bërë diçka. *Nuk puth me në atë shtëpi (në atë derë, në atë punë).*

!3. *vet. veta HI.* Prek lehtë diçka, takon lehtë e pa zhurmë. *Valët puthin bregun.*

14. *vet. veta III fig.* Ndriçon pak, fillon të ndriçojë; ka'p, zë. *Dielli puthi majat e maleve. Nuk e puth drita e diellit.*

5. Puthit, puq. *puthën dërrasat.*

!• Të puth dorën! *shak.* është mirë me shëndet, të bën të fala (kur dikush pyet dike për një tjetër). I puth (i lëpin) këmbët (çizmet) *dik uj t keg. shih te* LËPIJ. Puthi kryqin *iron.* vdiq. I puthi kryqin *dikujt iron.* vd;iq para një tjetri, shkoi para tij. Puthi pushkën u betua të luftojë deri në fund e të vdesë me armë në dorë. Puth truallin *dikush* është kerrusur shumë, i ka dale kurrizi dhe koka i varet deri poshtë në tokë (nga pleqëria etj.). Të puthsha grykën e pushkës! *url* të lumtë! I puth këmbë e dorë (këmbët, pëqirin, dorën, gjunjët) *dikujt keq.* i përulet shumë dikujt, i shkon pas qejfit a pas avazit, i kreh bishtin, i bën laj;ka, i bie në këmbë a në gjunjë; i lutet shumë. E puth dhe e vë në ballë *diçka* e pranoj me gjithë qejf edhe atë, ku ta gjej a ku ta kem edhe atë, jam shumë i kënaqur edhe me atë (kur për disa arsye nuk kam mundësi të kem diçka tjetër më të mirë). Puthe pragun (po dole që këtej)! mos guxo më të shkelësh nëjkëtë shtëpi a në këtë vend!, mos guxo më të vish këtu! Deshi ta kafshonte dhe e puthi *dike* deshi t'i bëijte keq, por padashur i bëri mirë. Dëshiron të të puthë e të ha me dhëmbë do të të ndihmojë dhe të bën dëm, do të të bëjë mirë e padashur të bën keq. Të puth halla në të dy faqet *thjeshtligj., iron, shih te* HA-LLË,~A. për çdo punë puth dorën e tij nuk bën asgjë pa | lejen a dijeninë e dikujt, kërkon pëlqimin e tij edhe për punë të vogla e të parëndësishme. Nga një anë të puth, nga tjetra të pret *keq.* është njeri me dy faqe, që hiqet në sy sikur të do, por nga ana tjetër të bën të keqen.

PUTHADOR,~I *in. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Nëpunës a shërbyes pranë një zyre që kryente kryesisht detyrën e korrierit, bënte lajmërime etj.

2. *përb.* Njeri që u përulet të tjerëve e u bën lajka, servil, lajkatar.

3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit.

PUTHEM *vetv.* I. Puth dike dhe ai me puth një-kohësisht. *U puthën buzë me buzë. U puthën kur u takuan (kur u ndanë).*

2. *vet. veta III.* Takohet, çiket me diçka, puqet. *Deii duket sikur puthet me qiellin.*

*i. fig. bised.* Puqem, merrem vesh me dike, bie në ujdi. *U puthën në një mendje.*

•*k* Puthu me Milon! *thjeshtligj., iron,* mbarpi, mori fund, s'ke se çfarë të bësh tashti; s'e gjen me tashti atë që e ke humbur.

PUTHIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. Takoj e puq plotësisht dy sende a dy faqe të tyre pa lënë asnjë hapësirë ndër-mjet tyre; puq. *Puthiti dërrasat e derës. Puthit këmbët (gjunjët). Puthiti mirë gishtat.*

*2. fig. bised.* Pajtoj diçka me diçka tjetër, p"rputh. *I puthit fjalët me veprat.*

PUTHITEM *vetv. 1. vet. veta III.* Takohet e puqet një send ose njëra faqe e tij me një tjetër në të gjitha pikat; rri ngjitur pas trupit a pas diçkaje tjetër. *U puthitën mirë dërrasat. lu puthit tapa. I puthitët për trup fustani (bluza, fundi).*

*2. fig.* Pajtohem me një tjetër në mendime etj.; përputhem; *vet. veta* është njëlloj me një tjetër, i përgjigjet plotësisht diçkaje, përputhet. *Puthitemi në mendime. Nuk puthiteshin thëniet e dëshmitarëve,*

•*k* Jane puthitur çetelja me çetelen *keq. shih te* ÇETELE,~JA.

PUTHlTJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PUTHIT, PUTHITEM.

2. Barazi e plotë ose ngjashmëri e madhe ndërmjet dy gjërave a dy dukurive. *Puthitje mendimesh.*

PUTHITUR (i, e) *mb.* Që është puqur plotësisht me një send tjetër ose me një faqe të tij në të gjitha pikat, pa lënë asnjë hapësirë ndërmjet tyre. *Me dë-rrasa të puthitura.*

PUTHJE,~A . *sh.* ~-E, ~'ET. Veprimi dhe rezultati i tij sipas kuptimeve të foljeve PUTH, PU-THEM. *Puthja e fëmijës. Puthja e dorës. I kujtoheshin puthjet e përkëdheljet e nënës.*

PUTHUR (i, e) *mb. let.* Rime e puthur: rime në strofa ku vargjet rimojnë dy e nga dy njëri pas tjetrit.

PUTHUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Puthje. *E puthur e zjarrtë. E mbuloi më të puthura.*

PYES *kal.,* ~TA, ~TUR. 1. I drejtohem dikujt me gojë a me shkrim dhe i kërkoj përgjigje për diçka që dua të di prej tij; i bëj pyetje dikujt dhe kërkoj të me thotë mendimin e tij, të me sqarojë për diçka etj. *E pyeti për orën (për orarin e mësimeve).E pyeti për shëndetin. Kur nuk kuptoni, pyesni! Përgjigju kur të pyesin! Pyet gjithnjë për ty. E pyeti fije e për pe* e pyeti me shumë hollësi. *Jo,kot, po pyesl Kushpyet, shumbet(s'tret).fj.u.*

2. Kërkoj të marr një mendim nga dikush, këshi-llohem me dike për diçka; kërkoj të njihem me diçka para se të veproj, marr të dhëna; kërkoj leje nga dikush a pëlqimin e tij për të bërë diçka. *Pyet, pasta] vepro! E kush e pyet atë? Nuk e pyeti fare. Të pak ten ta kishte pyetur!*

3. I drejtoj pyetje nxënësit në klasë, e ngre atë në mësim për të kontrolluar përgatitjen ose shkallën e zotërimit të dijeve prej tij. *Epyeti me gojë (me shkrim). Sot mësuesi nuk pyeti.*

4. *jokal.* Nuk e marr parasysh, nuk dua t'ia di, s'çaj kokën për diçka *(zakon. me pjesëzat mohuese* nuk, *s'). Nuk pyet për veten (për jetën) e tij. Nuk pyet për rreziqe (për frikë, për lodhje). Nuk pyet ai! Kush pyet për të! As që pyet fare. S'pyet nga ajo anë.*

•*k* Lëre (që) mos pyet! *shih te* LË. Humbi kokën e pyet për flokët *fj. u. shih te* HUMB. Po s'pate shokun, pyet shkopin! *f.u.* është mirë që për çdo gjë të këshi-llohesh më parë me dike a të marrësh mendimin e di-kujt. Pyet njëqind (shtatë a tetë) vetë, e bëj si di vetë!

*fj. u.* këshillohu më të tjerët, merr mendimin e të tjerëve dhe me në fund vendos vetë për diçka.

PYETEM *vetv.* 1. Me dëgjohet fjala, kërkojnë të këshillohen më parë me mua; vendos unë për diçka. *Ai*

*pyetet në atë shtëpi. Rri ti, se nuk pyetesh! Këtu s'pyetesh ti!*
*2. Pës. e* PYES. *sëmuri pyetet!* njeriu i shëndoshë ha çdo gjë prandaj nuk duhet pyetur.
PYETËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *drejt., vjet.* Gjyqtar hetues.
PYETËS,~E *mb.* 1. Që shpreh pyetje; që bëhet si pyetje. *Sy (vështrim) pyetës. Fletërrufe pyetëse. Në mënyrë pyetëse.*
2. *gjuh.* Që shërben për të pyetur; që përmban një pyetje. *Përemër pyetës. Ndajfolje pyetëse. Fjali pyetëse.*
PYETËSI,~A . *drejt., vjet.* Hetuesi. *E çuan në pyetësi.*
PYETËSOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Fletë a li-bërth që përmban një varg pyetjesh, të cilat bëhen metodikisht për të mbledhur të dhëna për diçka, për kërkime e studime në një fushë të caktuar a për një problem të caktuar. *Pyetësori i dialektologjisë (i Atlasit dialektologjik).*
PYETJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve PYES, PYETEM. *Pyetja e dësh-ntitarëve. E mori në pyetje.*
2. Fjalë që i drejtohen dikujt për të marrë vesh a për të sqaruar diçka dhe që kërkojnë përgjigje. *Pyetja e parë (e dytë...). Pyetje e vështirë. Breshëri pyetjesh. Bëj një pyetje. E mbytën (e sulmuan) me pyetje.*
3. Fjalët që u drejton mësuesi nxënësve për për-mbajtjen e mësimit që të kontrollojë dijet e tyre; kër-kesat që u jepen nxënësve a studentëve në provim, të cilave ata duhet t'u përgjigjen me gojë a me shkrim. *Pyetje e lehtë (e vështirë). Pyetja e parë (e dytë). Pye-tjet e provimit. Biletë me dy (me tri) pyetje. lu përgjigj të gjitha pyetjeve. Ç'pyetje të ra?*
4. Çështje që duhet zgjidhur a sqaruar. *Lind (del, vjen, shtrohet, vihet) pyetja.*
Pyetje retorike *shih te* RETORIK,~E.
PYETJE-PËRGJIGJE,~T . *vet. sh.* Pyetje që i drejtohen dikujt (në një konkurs, në një mbrëmje tematike etj.) dhe përgjigjet që jepen aty për aty. *Pyetje-përgjigje të shpejta (rrufe).*
PYETUR (i, e) *mb. bised.* Që është sqaruar duke pyetur dike, që është pyetur a është hetuar për të (për një çështje). *Është punë e pyetur. A do ta bëjmë të pyetur këtë çështje?*
PYJOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me pyjet, që lidhet me pyjet; që u përket pyjeve, i pyjeve; që kalon nëpër pyje. *Drurë pyjorë. Pasuritë pyjore. Rrugë pyjore.*
2. Që ka të bëjë me dijen për pyjet, që lidhet me njohuritë teorike e praktike për pyjet ose.që jep këto njohuri; i pyjeve, i pylltarisë. *Teknikumi pyjor. Shkolla e mesme pyjore.*
PYKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope prej druri a metali, e ngushtë dhe e mprehtë nga njëra anë, që futet në plasën e një trungu dhe goditet nga sipër për ta çarë me lehtë. *Pykë druri (hekwi). I ra pykës. E (au me pykë.*
2. *usht.* Pjesë trupash që ka çarë forcat e armikut dhe ka hyrë në thellësi të pozicioneve të tij.
3. *fig.* Grindje e përçarje. *Fuste pyka.*
*4. fig. mospërf.* Njeri shumë i trashë nga mendja; ai që s'ka mësuar fare; kërcu, gdhë. *Ishte pykë fare.*
•*k* Ra (mbeti) pykë ra ngushtë, është në një gjendje të vështirë, nga e cila nuk del dot. Futet (hyn) si pykë futet atje ku nuk duhet, fut hundët edhe aty ku nuk i takon. Sba (s'merr) pykë {të gdhendur) *shih te* HA. Ishte pykë në diell ishte shumë i varfër, kishte mbetur troke. E la (e rrëzoi) pykë e la në vend me një të go-ditur, e la të vdekur në vend. E vuri në pyka *dike* e talli, e vuri në lojë. Can dërrasa pa pykë *shih te* ÇAJ. Është pykë nga veshët është shurdh, nuk dëgjon fare nga veshët. Pyka shtyhet (nxirret) me pykë [pykën e shtyn (e nxjerr) pyka] *fj.u.* thuhet kur dikush duhet kundërshtuar, luftuar a zhdukur më të njëjtat mjete që ka përdorur edhe ai vetë. Shkojnë mykë e pykë *shih te* MYKË,~A.
PYKËL,~LA . *sh.* —LA, ~LAT. Cope e vogël druri, gëzhdallë; cifël druje. *hyri një pykël në dorë.*
PYKËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. *Zvog. e* PYKË,~Ai. *Pykëz druri.*
PYKËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes PYKËZOHET.
2. *usht.* Pjesa e trupave që ka hyrë si pykë në thellësi të mbrojtjes së armikut.
3. *min.* Shtresë e hollë e mineralit, që vjen duke u ngushtuar dalëngadalë deri sa mbaron krcjt.
PYKËZOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. 1. *usht.* Hyj si pykë në thellësi të ushtrisë së armikut.
2. *vet. veta III min.* Ngushtohet dalëngadalë deri sa mbaron (për shtresat e qymyrgurit, të hekurnikelit etj.).
PYKËZUAR (i, e) *mb.* 1. *usht.* Që ka hyrë si pykë në thellësi të ushtrisë së armikut. *Forcat e pykëzuara.*
*2. min.* Që është ngushtuar dalëngadalë deri sa ka mbaruar krejt (për shtresat e qymyrgurit, të hekurnikelit etj.). *Shtresat e pykëzuara.*
PYIX,~LLI *m. sh.* ~JE, ~JET. 1. Sipërfaqe e madhe toke e veshur me drurë të dendur e të lartë ose me shkurre; tërësia e drurëve dhe e shkurreve që zënë një vend të madh. *Pyje malore (fushore). Pyll i ri. Pyje tropikale. Pyll gështenjash (pishash). Muaji (Java) e pyjeve. Shtimi (përtëritja, mbrojtja) e pyjeve. Kafshët (zogjtë) e pyllit. Hyri (u fsheh) në pyll. Preu dru në pyll. Ruani pyjet nga zjarri!*
2. Sasi e madhe sendesh të larta, të ngritura me këmbs ose të vena në radhë të shtrënguara. *Pyll shtë-pish. Pyll flamujsh. Pyll bajonetash.*
3. *përd. ndajf.* Në sasi të madhe; shumë. *Misri (gruri) ishte pyll. I kishte flokët pyll (të dendur).*
•*k* Si në pyll *mospërf.* si njeri i pagdhendur e i pa-qytetëruar, sikur është njeri i egër. I hyri pyllit (ka hyrë në një pyll të thellë) i hyri një pune të ngatërruar a të vështirë që nuk dihet se si do t'i vejë filli. U be kopshti pyll u rritën e u shtuan shumë pemët e kopshtit. Është pyll i pagjuajtur *shih te* PAGJUAJTUR (i, e). Nuk ka pyll pa derra *fj. u. shih te* DERR,~I. Qan pylli për sëpatë thuhet kur diçkaje që është rritur jashtë mase, që ka marrë përpjesëtime tepër të gjera, i ka ardhur koha të shkurtohet, të rregullohet e të pastrohet. Pyll në prag të derës pengesë e madhe e ngatërruar parasejtë fiUohet një punë. Shehylline merr pyllin *shih tek* YLL,~I. Shtati pyll e mendja fyell njeri me trup të madh e i pashëm, por i lehtë nga mendja. Fusha ka sy e pylli (mali, gardhi, muri) ka veshë *fj. u. shih te* FUSHË, ~A.
PYLLËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe rezultati i tij sipas kuptimeve të foljeve PYLLËZOJ, PYLLËZOHET. *Muaji i pyllëzimeve. Fushata e py-llëzimeve. Jane bërë shumë pyllëzime.*
PYLLËZOHET. *Pës. e* PYLLËZOJ.
PYLLËZOJ *kal.,* ~>OVA, ~UAR. Mb jell drurë të rinj në nje sipërfaqe të madhe toke për ta bërë pyll; krijoj një pyll në një vend të zhveshur, e bëj një vend pyll. *Pyllëzuan bregun e lumit (kodrat e qytetit).*

PYLLËZUAR *(i,e)mb.* I mbjellë me drurë të rinj, që! ka qenë i zhveshur e është bërë pyll. *Mai (vend) i pyllëzuar. Kodër e pyllëzuar.*
PYLLfSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend pyll, pyllnajë.
2. Pyll i vogël. *Kane një pyllishtë pranë fshatit.*
PYLLNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend pyll, pyllisbtë.
PYLLTAR,~JI *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ruan pyllin dhe kujdeset për të, kujdestar a rojë pyjesh.
2. Ai që merret me studimin, me rritjen, me mirë-mbajtjen dhe me shfrytëzimin e drejtë të pyjeve, specialist në fushën e pylltarisë, specialist per
pyjet.
PYLLTARf,~A . Degë e bujqësisë që merret me studimin, me rritjen, me mirëmbajtjen dhe me shfrytëzimin e drejtë të pyjeve, dega e pyjeve; silvikulturë. *Zhvillimi i pylltarisë. Fakulteti i pylltarisë. Dega e pylltarisë.*y

# Q

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e njëzetetretë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja q. Tingulli q. Shkronja q.*
*2. si em.* . Bashkëtingëllorja dhe shkronja q- *Q-ja e vogël (e macllie). Q-ja e dorës (e shtypit).*
QAF *kal.,* ~A, ~UR. E rrok në qafë, përqafoj. *Qafi nënën. E qafi me shumë mall.*
QAFAK -~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *shar. shih* QAFOK,~U l,2.
QAFALIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qafë mali e vogël. *Doli në qafalik. Zbriiën nga qafaliku. Kaluan nga një qafalik.*
QAFALOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* QAFALIK, ~U. Kaluan *qafalokun. I dolën nga qafaloku.*
QAFARAK,~E *mb.* 1. Që e ka qafën të zhveshur, pa pupla (për shpendët). *Pule qafarake.*
2. *mospërf.* Që e ka qafën të gjatë e të hollë (për njerëzit). *Burrë (djalë) qafarak. Vajzë (grua) qafarake.*
QAFAS *ndajf.* Qafë për qafë me dike, për qafe, ngrykë. *U rrokën (u zunë) qafas.*
QAFAZI *ndajf.* Qafas. *Ranë qafazi. Flenë qafazi.*
QAFE,~JA. *sh.* ~, ~TË. 1. Shall i leshtë që vihet në qafë, qafore. *Mbështillet me qafe.*
2. Qafëza e një rrobe, jakë. *Qafeja e këmishës.*
3. Qafa e çorapit.
4. Kular që i vihet kalit, kur rrotullon torkun e mullirit të vajit ose rrotën për të ngritur ujin nga lumi, nga pusi etj. *vuri qafenë. I doli qafeja.*
QAFEM *vetv.* Rrokem në qafë me dike, kapem qafë për qafë me dike, përqafohem. *U qaf me motrën. U qafën me gëzim.*
QAFERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Qafë mali a kodre jo shumë e madhe; qafalik. *Kaluan nga një qafere.*
QAFË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e trupit të njeriut dhe të kafshëve, që bashkon kokën me trungun. *Qafë e gjatë (e shkurlër, e hollë, e trashë). Qafa e njeriut. Qafa e kalit (e lopës, e lejlekut, e patës, e gjar-prit). Arrëza e qafës. Damarët (muskujt, rruazat) e qafës. Gropa e qafës. Lugu i qafës. Përkul qafën. £ mori fc rroku) në qafë* e përqafoi. *lu hodh në qafë. I këputi qafën zogut (pules.*[1]*. I hodhi lakun në qafë.*
*Qafë me (per) qafë* duke u zënë për gryke, duke nde-njur të përqafuar njëri me tjetrin.
2. Ana e prapme e kesaj pjese të trupit, zverfcu. *E hipi në qafë. E mban në qafë (fëmijën).*
3. Pjesë e një veshjeje rreth e rrotull grykës e zver-kut; jakë. *Qafa e këmishës (e xhaketës, e palltos). I është grisur (i është ndotur) qafa.*
*4.* Pjesa më e hollë e këmbës ndërmjet pulpës dhe nyjës; pjesa më e hollë e dorës pranë kyçit të saj. *Qafa e këmbës (e dorës).*
5. Pjesa e sipërme e çorapeve a e çizmeve që arrin deri te gjuri ose pjesa e sipërme e disa këpucëve, që mbështjell këmbën nga nyja deri te pulpa. *Qaf at e çizmeve (e çorapeve). Këpucë me qafa. Me qafa të gjata (të shkurtra). Thuri (bëri) qafat e çorapeve.*
6. Pjesa më e ngushtë a më e hollë e një ene, e një vegle, e një sendi etj. që zakonisht ndodhet midis dy pjesëve të tjera më të gjera ose që shërben për t'i bash-kuar këto pjesë. *Qafa e shishes (e gjymit, e ibrikut). Qafa e gozhdës. Qafa e furkës.*
7. *anat.* Pjesa e zgjatur e një organi, e cila vjen duke u ngushtuar. *Qafa e mitres. Qafa e dhëmbit.*
8. *bot.* Pjesa e ngushtë që bashkon trungun me rrë-njët e një bime, qafëz. *Qafa e rrënjës. Kalbëzimi i qafës.*
9. Ve-.idi me i ulët në kurrizin e një mali a të një kodre ose midis dy majave, ku zakonisht kalon udha për të vajtur në anën tjetër. *Qafë mali. Qafa e kodrës. Qafa e Thanes. Qafa e Bualtit. Kapërceu (kaloi) qafën. Doli në qafë.*
10. Pjesë e kularit që mbështetet mbi zverkun e kaut, qafëz. *Qafa e zgjedhës.*
• Pas qafe fare pranë, në rrëzë të veshit. I ra në (me) qafë *dikujt* a) e shqetësoi dike, e ngacmoi kot, e mërziti; b) i ngarkoi një faj ose e qortoi pa të drejtë; c) i ngarkoi një barrë; iu rëndua dikujt. I rente (i ardhtë) pas qafës (pas veshit)! *mallk. shih te* YESH ~I. Del (të nxjerr) po në atë (në një) qafë është po a jo gjë, themi po atë gjë; atrin në po atë përfundim, del po aty. Me dorë në qafë me shumë përzemërsi, shoqërisht. E drodhi qafën *përçm.* vdiq; ngordhi. Futi qafën *diku* u strehua në një vend, futi kokën. I ka hipur (i ka kërcyer) në qafë (në kurriz, në zverk) *dikujt* e ka mposhtur a e ka nënshtruar dike, e ka vënë nën vete. M'u hiq qafe! (hiqmu qafe!) largohu e mos me mërzit!, mos me shqetëso!, me lër rehat! E hoqi qafe *dike a diçk a shih te* HEQ. Të paça me qafë (në qafën time)! qofsha (jam) unë fajtor perdiçka të keqe që mund të të ndodhë, me thënç (me quaj) mua shkaktar për çdo pasojë të keqe a fat-keqësi; mos ki fn'kë; zotohem unë (i thuhet dikujt për ta nxitur që të bëjë një punë a një veprim me pasoja të paparashikuara). M'u këput qafa *shih te* KËPUTEM. Laku i qafës *përb. shih te* LAK,~U. Me lak në qafë *shih te* LAK,~U. E mori me qafë *dike* i solli dëm shumë të madh dikujt, e dëmtoi rëndë zakonisht me një veprim, qëndrim a judhëzim të gabuar, e fiku; e futi në një gjendje, në një rrugë etj. shumë të keqe. Të men- me (në) qafë! ëslitë shumë i mirë a shumë i bukur, është i përsosur, sa! të mahnit me bukurinë a me cilësitë e mira që ka, të lie me gojë hapur. Me mbeti (me ngeli) në qafë *di-k ush* a) me ngacmoi kot, u kap me mua pa i bërë gjp; b) m'u qep për diçka, nuk m'u nda, nuk me la tëjqetë deri sa ia plotësova diçka. Ngrije qafën! mos u jpërul! mos u nënshtro! E nxora për qafe *diçka* hoqa shumë mundim me diçka që kisha marrë si të leyerdishme, të lehtë etj., me doli për hunde. Deri në palcë të qafës *shih te* PALCË,~A. Pres qafën (kokën) për *aiçka* betohem me kokën time. Kur të shohë qafën (shpatullat, kurrizin, vesbët, zrerkun)! *shih te* SHOH. I ishte trashur qafa *keq. shih tek* TRA-SHEM. Theu (këputi) qafën (zverkun, arrëzën) *shih te* THYEJ. Thyej (këput) qafën (arrëzën)! *keq. shih te* THYEJ. E uli (e shtroi) qafën (kurrizin) *përb.* u nën-shtrua pa kundërshtuar, uli zverkun. I varet në qafë *dikujt* i kërkon me perkëdheli e me lajka diçka, përpiqet t'i nxjerrë diçka më të mirë e pa iu ndarë. la vari (ia la, ia vuri) në qafë *diçka* ia ngarkoi një pubë një tjetri, ia la atij si detyrë a si barrë. I zgjat (i shtrin) qafën *dikujt* i përulet dikujt, i bëhet urë. Zuri qafën (rruazën, zverkun) *keq. shih te* ZË. Iu be qafa palë-palë (me pala) a) u shëndosh shumë, u ngjall; b) u be i pasur, zuri dhjamë. I kanë rënë trutë në qafë *tall, shih tek* TRU,~RI. I ha qafa për këmborë (dashi) e kërkon vetë diçka jo të pëlqyer a të vështirë. Ia hodhi )akun në qafë (në fyt) *dikujt shih te*

LAK, ~U. I hodhi (i vuri) lakun (litarin) në qafë (në grykë, në fyt) *dikujt shih te* LAK,~U. E kam ferrë për qafe *di ç k a shih te* FERRË, ~A. E ka mendjen (i ka mendtë) pas qafe (prapa kokës, pas shpinc) *shih te* KOKË,~-A. E ka qafën me një dell *shih te* DELL,~I. E ka qafën të shkurtër a) është njeri që nuk duron shumë dhe nuk e mban gjatë diçka të fshehtë; b) flet pa u matur dhe pa u menduar mirë. S'ka qafë për atë këmborë! nuk është i zoti, nuk është i përshtat-shëm për atë punë; nuk e meriton diçka. Paç veten me qafë! e ke vetë fajin për diçka të keqe që mund të të ndodhë, je vetë shkaktar për çdo pasojë (i thuhet dikujt për të mos e lënë të bëjë një punë a veprim që Imund të ketë pasoja jo të mira). Këputtë dellin e qafës! *mallk. shih te* DELL,~I. Iu ktheftë qafa prapa! *mallk.* vdektë. Ia la gurin në qafë *dikujt* ia la si barrë. E lë në qafën tënde! e lë në ndërgjegjen tënde, e lë në dorën tënde. I kanë marrë erë në qafë *dikujt* ia njohin të mirat e të këqijat dikujt, *e* dine sa i vlen lëkura; ia kanë marrë erën, ia kanë pirë lëngun. E mori me qafë gryka *shih te* GRYKË,~A. Nuk e ngre kurrë qafën është shumë i përulur e i nënshtruar, nuk kundërshton kurrë; është gjithnjë kokulur. Ta nxjerr gjuhën nga qafa *dikush shih te* GJUHE, ~A i. I vajti goja prapa qafës u lodh shumë së foluri për 'të njëjtën gjë, i vajti goja prapa veshit, i ra gjuha së foluri. I vajti thundra në qafë iku me vrap shumë të shpejtë; iku më të katra. Vuri (futi) qafën në zgjedhë *shih\ te* ZGJEDHË,~A. Nuk e vë qafën në litar *shih te* LITAR,~l. I vunë thembrën (këmbën) në qafë e nën-
shtruan, e mposhtën; e shtypën, e shkelën. *Atë* që ul qafën, e dhjesin pulat *fj. u. thjeshtligj. shih te* PULË, ~A. Menlja e madhe ta thyen qafën (zverkun) . *u. shih te* MENDJE,~A. Nga lëviz qafa, kthehet koka *fj. u.* nga diçka më e vogël e me pak e rëndësishme varet diçka kryesore. I vari ujkut mëlçitë në qafë *iron shih te* VAR.

QAFËBARDHË *mb.* Që e ka qafën të bardhë; që i ka pendët a qimet e qafës të bardha (për shpendët dhe për kafshët). *Pule qafëbardhë. Lopë qafëbardhë.*

QAFËCULLAK,~E *mb.* 1. Që e ka qafën pa pupla (për shpendët). *Pule qafëcullake. Zog qafëcullak.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Qafë-cullakja i nxori zogjtë.*

QAFËCUNGAL,~E *mb.* Që e ka qafën të trashë e të shkurtër (për njerëzit).

QAFËDERR,~E *mb. shar.* 1. Që e ka qafën të trashë e të shkurtër si të derrit; që është shumë i shën-doshë ei dhjamur.

2. *përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

QAFËDRAPËR *mb.* Që e ka qafën të shtrerabër si draper.

QAFËGJATË,~A . *sh.* ~A, -~AT *zool.* Shpend uji i madh, i ngjashëm me çafkën, me qafë të gjatë, me pendë të bardha, me këmbë të murrme e me sqep të zi, të cilit në dimër i bien puplat e qafës dhe i zver-dhet sqepi. *Qafëgjata e madhe. Qafëgjata e vogël.*

QAFËGJATË *mb.* 1. Që e ka qafën të gjatë (per
njerëzit, për kafshët e për shpendët). *Grtta (vajzë) qafëgjatë.*

*2.* Që e ka pjesën e sipërme rreth këmbës mjaft të gjatë, me qafë të lartë (për çizmet). *Çizme qafëgjata.*

*3. Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

QAFËGJATËS *mb.* 1. Që i ka kokrrat me pjesën e bishtit të gjatë e të ngushtë (për një lloj fiku). *Fik qafëgjatës.*

2. *Përa. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

QAFËHOLLË *mb.* Që e ka qafën të hollë (zakonisht për njerëzit, për kafshët e për shpendët). *Fëmiji (vajzë) qafëhollë. Shpend qafëhollë.*

QAFËKËPUTUR *mb. t.* Që e ka qafën të hollë e të gjatë dhe mjaft të hijshme (zakonisht për vajzat e për grate).

2. Që e mban kokën mënjanë sikur i është këputur qafa ngaqë e ka të hollë e të gjatë (zakonisht për shpendët). *Rose qafëkëputur.*

3. *si em. bised., si mallk.* Ai që e theftë qafën, qafë-thyeri. *E këputi qafën, ai qafëkëputuri.*

QAFËKUQ *mb.* 1. Që e ka qafën të mbuluar me pupla të kuqe, që i ka puplat e qafës të kuqe (zakonisht për psllumbat). *Pëllumb qafëkuq.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Fluturoi lart qafëkuqi.*

QAFËLARMË *mb.* Që e ka qafën lara-lara a ngjyra-ngjyra (për kafshët dhe për shpendët).

QAFËLEJLEK,~E *mb.* Që e ka qafën të gjatë e të hollë si të lejlekut (për njerëzit). *Djalë qafëlejlek. Vajzë qafëlejleke.*QAFËLESH *mb.* 1. Që e ka qafën të mbuluar me qime të dendura (për njerëzit). *Burrë qafëlesh.*

*2. keq.* Që i mban flokët tepër të gjatë mbi zverk sipas një mode të shëmtuar.

3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Djalë ose burrë që I mban flokët tepër të gjatë mbi zverk dhe që për gjithë paraqitjen e jashtme ndjek një mode të shëmtuar. *përbuzim qafëleshët.*

QAFËMAL,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Qafë mali. *Kaluan nëpër qafëmale.*

QAFËPATË *mb. mospërf.* Që e ka qafën të gjatë si të patës; që e ka qafën të bardhë e të mbushur. *Grua (vajzë) qafëpatë.*

QAFËRRAFSHËT *mb.* Qafëshkurtër.

QAFËRRJEPUR *mb.* I. Që e ka qafën të rrjepur; që është pa pupla ose pa qime në qafë (zakonisht për shpendët e për kafshët). *Pule (gjel, zog) qafërrjepur.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

QAFËRRUAR *mb.* Që e ka qafën fare pa qime (për njerëzit). *Burrë qafërruar.*

QAFËSORKADHE *mb. poet.* Që e ka qafën të hajthme e të bukur (pir vajzat dhe grate).

QAFËSHKURTËR *mb.* 1. Që e ka qafën të shkurtër (zakonisht për njerëzit, për kafshët e për shpendët). *Burrë (djalë) qafëshkurtër.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

QAFËSHOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shami e kuqe, e zbukuruar me thekë, që e vënë nuset në mes si brez në disa vise të Shqipërisë së Veriut. *Qafëshokja e nuses.*

QAFËSHTREMBËR *mb.* 1. Që e ka qafën të shtrem-bër; që e mban kokën mënjanë, zakonisht për shkak të ndonjë ceni në qafë. *Burrë qafështrembër. Grua qafështrembër.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

QAFËTRASHË *mb.* 1. Që e ka qafën të trashë (zakonisht për njerëzit e për kafshët). *Burrë (djalë) qafë-trashë. Dem qafëtrashë.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

QAFËTHYER *mb.* 1. Që e mban kokën të varur a mënjanë sikur i është këputur qafa, qafëkëputur. *Rose qafëthyer.*

*2. si em., si mallk.* Ai që e theftë qafën dhe mos e pafshim me kurrë, ai që e gjettë vdekja ose një e keqe e madhe; qafëkëputuri. *Erdhi, qafëthyeri! Kur do lë shpurret, qafëthyeri!*

QAFËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Qafa e dorës a *e* këmbës. *Qafëza e këmbës (e dorës).*
*2.* Qafa e çorapit.
3. Pjesa e këmishës ose e një petku tjetër rreth e rrotull qafës së njeriut; jakë. *Qafëza e këmishës.*
4. Pjesa e kularit që mbështetet mbi zverkun e kaut; pjesa e sipërme e rripit a e zinxhirit, që shërben për t,'u varur në qafë kafshëve një zile a këmborë. *Qafëza e zgjedhë-s. Qafëza e zinxhirit.*
5. *shih* QAFORE,~JA $_5$. *vuri qafëzën.*
6. *bot.* Pjesa e ngu'shtë që bashkon kërcellin me rrënjët e disa bimëve. *Qafëza e fidanit. Qafëza e rrënjës.*
7. *arb.* Sqetulla. *Qafëzat e njeriut.*
QAFËZI,~ZEZË *mb.* 1. Që e ka qafën të zezë; që i ka të zeza qimet ose puplat e qafës (zakonisht për kafshët dhe për shpendët). *Zog qafëzi. Pëllumb qafëzi. Dhi qafëzezë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
3. *si em., si mallk.* Ai që iu nxiftë qafa dhe gjettë vdekjen, qafëthyer. *Theftë qafën, qafëziu! Ç'deshi që erdhi, qafëziu !*
QAFIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Përqafim. *Qafim me mall.*
QAFISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Qafere; qafalik. *Kaluan nëpër qafishtë. U takuan te qafishta.*
QAFOHEM *vetv.* Përqafohem. *U qafuan me da-shuri.*
QAF.'OJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Përqafoj. *Qafoi fëmijën. Qafuan njëri-tjetrin. E qafoi me mall.*
QAFOK,~E *mb. I. mospërf., shar.* Qafështrembër (zakonisht për njerëzit).
2. Që nuk ka pupla në qafë, qaferrjepur. *Pule qafoke. Gjel qafok.*
3. Që e ka të gjatë pjesën e ngushtuar pranë kreut (për sendet). *Sëpatë qafoke.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
QAFOKE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Qafalik. *E kaluan qafoken.*
QAFOL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Qaforja e kalit. *vuri qafolin kalit.*
*2.* Pjesa e përparme e samarit që mbështetet mbi qafën e kafshës. *Qafoli i samarit.*
*k* I vunë (i lidhën) qafolin *dikujt* i ngarkuan një punë të rëndë, i caktuan një detyrë të vështirë për ta kryer.
QAFOR *mb.* 1. Baba qafor: njerku (kundrejt fë-mijëve të gruas, e cila i ka me një burrë tjetër). *E kanë baba qafor.*
*2. Përd. em. m.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Nuk e donin qaforin.*
QAFOR, E,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* GUSHO-RE,~JA i. *Qafore e artë. Qafore bronzi.*
*2.* Rrip i bardhë pëlhure që qepet ose mbërthehet nga brenda në jakën e xhaketës me grykë të mbylJur. *Qafore e bardhë. Qafore e paster. Qep (heq, ndërroj) qaforen.*
3. Jaka e këmishës a e xhaketës me grykë të mbyllur; jakë. *Qafore engrirë. Qaforja e këmishës. Qafore prej gëzofi.*
4. Rrip lëkure i kapistrës, që vjen rreth qafës së kalit. *Vuri qaforen kalit. E tërheq kalin për qaforeje.*
5. Cope leshi e trashë a cope e vogël thesi, e mbushur me kashtë etj., e cila vihet nën kularin e zgjedhës që të mos i vritet qafa kaut. *Qaforet e qeve. I vënë qaforet zgjedhës.*
6. Qafa e çorapit.
7. Sëpatë që e ka të gjatë e të ngushtë pjesën midis tunit dhe presës, sëpatë me qafë të gjatë. *I presin degët me qafore.*
8. *tek.* Rrip prej metali ose prej një lënde tjetër, që shtrëngohet rreth një vegle të një pajisjeje ose të një mekanizmi. *Qafore metali (çeliku, gome). Qaforja e cilindrit.*9. Qafë e vogël mali a kodre.
10. Lloj këmishe me grykë të mbyllur e pa jakë.
11. Shall qafe. *Qafore leshi (gëzofi).*
QAFOS *kal.,* ~->*A,* ~UR. 1. Përqafoj. *E qafosi me[1] mall.*
*I.* Qeth bagëtinë rreth qafës, u heq dhenve, qen-gjave leshin e qafës (zakonisht në vjeshtë). *Qafosën dhëntë (qengjat).*
QAFOSEM *vetv.* 1. Përqafohem. *U qafosën me gëzim.* 2. *Pës. e* QAFOS $_2$.
QAFOSJE,~A . *sh.* ~<E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QAFOS, QAFOSEM. *Qafosja e bagëtive. U bënë qafosjen* i qafosën.
QAFOSUR (i,e) *mb.* Që i është qethur leshi i qafës (për bagëtitë). *Dele e qafosur. Dash (qengj) i qafosur.*
QAFUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* QAFALIK,~J. QAFUK,~'E *mb. shih* QAFOK,~E 1,4.
QAHEM *vetv. bised.* 1. Shpreh shqetësimin ose dhëmbjen me fjalë e rënkime për një sëmundje a diçka të lceqe; ankohem. *Qahet shumë. Qahet nga veshkat (nga mesi). Qahet nga lodhja.*
2J. Shpreh pakënaqësinë dhe mërzinë për diçka që jnuk me pëlqen, që me shqetëson a me dëmton, që me mungon ose që e shoh të padrejtë; grindem për gjëra pa rëndësi; ankohem për dike që nuk vepron sipJ:s dëshirave ose kërkesave të mia, që nuk me bin-detJ *Qahet gjithnjë (vazhdimisht). Qahet kot. S"ka përse të qahet. Sivjet nuk qahemi nga koha. Mos u qaj nga\ djali, e ke të mbarë! Nuk di të qahet ndonjëherë* nuk ankohet kurrë.
*3[* I paraqit dikujt ankesat ose i tregoj për pakë-naqësitë që kam psr dike tjetër, ankohem për dike te ilijë tjetër. *Armikut mos iu qaj! Shkoi të qahej me lart\ Nuk kishte kujt t'i qahej. Iu qa shumë për të.*
4i *Pës. e* QAJ 8. *Trimat (heronjtë) nuk qahen.*
51 *pavet.* Me vjen për të qarë. *qahej nga gëzimi.*
QAHI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Lloj simiteje e gatuar me endë mielli të grunjtë, të përzier me pak miell qiq-rash dhe e zënë me brume të ëmbel, e cila lyhet përsipër me vezë përpara se të piqet; simite e vogël e rrumbu-llakët. *Qahi e ngrohtë. Qahi me qiqra.*
*2.* Lloj lakrori i ndarë në copa të vogla katrore ose trekëndëshe; një cope e tillë e prerë nga lakrori ose e mbështjellë me vete si katror a trekëndësh. *Qahi me lakra (me djathë, me spinaq, me mish).*
QAI *deft, bised.* Pikërisht ai, ai vetë; po ai. *Qai atje e mori.*
QAJ *jokal,* ~VA, ~RË. 1. Derdh lot me dënesë ose pa zë nga dhembja e madhe, nga hidhërimi ose nga një ndjenjë tjetër tronditëse; lotoj; *kund.* qesh. *Qan me Ipa) lot. Qan me (pa) zë. Qan me dënesë (me ngashërim). Qan më të madhe. Qan nga hidhërimi (nga inati, nga gëzimi). "^Qan foshnja në djep. Qan e bot. bised.* derdh lot pa pushuar, më të madhe. *Qan si fëmijë. Zuri (nisi, filloi) të qante. Plasi së qari. E bëri të qante. I vjen për të qarë.*
2. *vet. veta III (trie një trajtë të shkurtër të përemrit Vetor në r. dhanore).* Me rrjedhin lot (nga sytë). *Me qajnë sytë.*
3. *vet. veta III.* Pikon, rrjedh nga pak ose nxjerr bula të vogla uji në sipërfaqe. *Qan toka (ara). Qan hardhia. Qan fuçia (voza, shtamba). Qan muri.*
4. *vet. veta HI.* Vishet me pika uji nga avulli (zakonisht për xhamat ose për anët e një ene prej qelqi). *Qajnë xhamat. Qangota.*

5. *vet. veta III.* Nxjerr një zë të zgjatur e të çjerrë, gërvin. *Qan dera (dritarja). Qan çikriku i pusit. Qajnë rrotat e qerres.*
6. *vet. veta III fig.* E ndien shumë mungesën e dikujt a të diçkaje; e kërkon më të madhe, e pret me padurim. *Qan shtëpia për burrë. Qan puna për zot. Qan toka (ara) për ujë. Qan pylli për sëpatë. Qajnë gurët e oborrit për të.*
7. *fig. vjet.* Ankohem për diçka a kundër dikujt, qahem. *Qan pa të drejtë.*
8. *kal.* Vajtoj për humbjen e një të afërmi a për vdekjen e dikujt; shpreh me lot e me fjalë hidhërimin mbi trupin e një të vdekuri sipas zakonit për ta nderuar. *Qau Vajzën (djalin, burrin). Qan me ligje (me fjalë). E qau i gjithë fshati. E qau i madh e i vogël. Qafsh ko-kën tënde! mallk.* vdeksh. *Qafsha nënën! (babanëi, të gjithë!). bised.* betim për kokën e nënës (e babait, e të gjithëve) për të dëshmuar se ajo që themi është e vërtetë. *Të qafsha! bised., shak.* i thuhet me për-këdheli zakonisht një fëmije të hijshëm ose që bën diçka tërheqëse. *Me qafsh! bised.* i thuhet një njeriu të afërm kur i lutemi të bëjë diçka me kujdes a shpejt.
9. *kal. fig. bised.* Vajtoj për diçka të humbur ose që nuk kthehet me; e quaj të humbur diçka pa asnjë shpresë që ta gjej ose që të me kthehet. *E qau rininë. Qante verën në dimër. Qaje atë kohë! E qau orën (ku-letën). I qau paratë.*
10. *kal. fig. bised.* Bëj në mënyrë të përkryer një punë që kërkon mjeshtëri të veçantë, shprehi e aftësi jo të zakonshme; e shkrij. *E qan violinën (çiftelinë, gërnetën). E qante atë këngë. E ka qarë me lot për-kthimin (hartimin, portretin). Ajo e qan byrekun (bak-llavanë). E kishte qarë fare.*
11. *kal. thjeshtligj.* E ha ose e pi diçka të tërën, s'lë asnjë çikë a asnjë pike, e thaj. *E qau glikonë. E qau gotën e rakisë.*
•*k* Lan e qan *shih te* LAJ. E qau gërmadha *shih te* GËRMADHË,~A. I qaj hallin *dikujt* a) i tregoj hallin tim dikujt për t'u këshilluar më të ose për të kërkuar ndihmë; b) me vjen keq psr dike, marr pjesë në hidhërimin e dikujt; shqetësohem e merakosem për dike. Mos i qaj hallin atij! mos u bëj merak për të! (thuhet kur dikush shqetësohet për një njeri që është në gjendje të mirë ose që mund t'i përballojë vështirë-sitë a pengesat vetë a me ndihmën e miqve që ka). la qan piten *diçkaje thjeshtligj.* është shumë i zoti e i shkathët për të bërë diçka, ia del në krye shumë mirë një pune, e bën në mënyrë të për3osur një punë që kërkon aftësi e mjeshtëri të veçantë. Të qan (të than) qoshen e bën shumë mirë diçka, e kryen një punë me mjeshtëri. As qan, as qesh as i mirë, as i keq; as të ngroh, as të ftoh. Qan pa rrahur s'ka asnjë arsye që të jetë i pakënaqur, ankohet kot. I qan syri (i qajnë sytë) për *dike a për diçka* e dëshiron shumë dike a diçka. I qan shpirti (zemra) për *dike a për diçka* a) vuan shumë për dike a për diçka; b) ka dëshirë të madhe që ta ketë pranë dike a të bëjë diçka. Me qan zemra *t e dikush* dyshoj te një njeri, kam dyshim te dikush (për një vjedhje, për një shpifje, kallëzim etj.). për të qeshur e për të qarë *shih te* QESH. Ishte bërë për të qarë me lot ishte në gjendje shumëtë keqe, ishte në gjendje të vajtueshme. I fundit o qesh o qan. *fj.u.* ai që mbctët në fund kur ndahet diçka në pjesë o fiton o humbet (sepse murid t'i mbetet një pjesë më e madhe, por mund t'i mbetet edhe një pjesë më e vogël). Ishte për të qar£ hallin *shih te* HALL, ~I. Mos të qaftë syri kurrë! *ur. shih te* SY,~RI. Qesh, se s'qan dot tregohet i gëzuac sa për sy e faqe, nuk ndien gëzim më të vërtetë, qesh nga e keqja. Qesh me sy e qan me zemër nuk e shfaq përpara të tjerëve dhembjen a hidhërimin që ka. S'a të qajnë qetë, qan qerrja *shih te* KA,~U. Të vret natën e të qan ditën *shih te* VRAS. Kur të ikën koka (kur të presin kokën), mos qaj për flokët! *fj. u. shih te* KOKË,~A. Po nuk qau fëmija, nuk i jep nëna (e ëma) sisë (gji, të pijë) *fj. u.* thuhet për një njeri që nuk Set për nevojat, për kërkesat ose për të drejtat c veta, por pret që t'ia plotësojnë vetiu. I qan hallin kalorësit se i varen këmbSt *shih te* KALORËS,~I.
QAJO *deft, bised.* Pikërisht aj'o, ajo vetë; po ajo-*Qajo me dulcet. Qatë aty me jep.*
QAJKË,~A . *sh.* ~A, ~>AT. Kunj druri ose hekuri që shërben për të mbërthyer zgjedhën me shti-zën e qerres e të parmendës. *Qajka e qerres (e parmen-dës). Vuri qajkën në shtizë. Liroi qajkën. U thye qajka.*
QIJKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* QAJKË,~A.
QAPË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Pengojcë në këmbët e kafshës. *Qapa e këmbëve. Qapë kali (lope, derri). I vuri Çia hoqi) qapën.*
*2.* Mandalli i derës e dritares. *Mbyll derën (dr it or en) me qapë.*
QAPOJ *kaU* ~OVA, ~UAR. 1. Kap dhe nuk e lë të ikë, e zë dhe nuk e lë të largohet, e mbërthej. *Qapoi një dhelpër. Vrapo, se të qapuan!* 2. Marr fshehurazi diçka.
QAR,~I *m. bised.* Fitimi që kemi nga shitja a nga blerja e diçkaje ose nga një punë; leverdi; *kund.* qe-der, humbje. *Punë pa qar. Shiste (blinte) me qar. Nxjerr qarin. Bënte qar* fltonte, siguronte fitime. *E ka qar (qar e ka)* e ka fitim të paparashikuar. *S'ka qar. Qar e ke edhe këtë* tepër e ke edhe këtë, nuk të takonte.
• I ra qarit përfitoi pa u munduar fare diçka që nuk e priste ose që nuk i takonte.
QARAMAN,~E *mb. keq.* 1. Që qan ore e cast dhe pa ndonjë shkak, që nuk pushon sëqari (zakonisht për fëmijët). *Fëmijë (djalë) qaraman. Vajzë qaramane.*
2. Që qahet për çdo gjë, që ankohet gjithnjë me shkak e pa shkak- *Njeri qaraman.*
3. *fig.* Që tingëllon si në të qarë, i përvajshëm; që shpreh qarje e ankime të tepruara. *Zë qaraman. Fjalë (vjersha) qaramane.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2 të mbiemrit. *Qaraman i tnadh (i keq). Mos u bëj qaramane!*
QARAMASH,~E *mb. keq. shih* QARAMAN,~E.
QARAVITEM Ç'ka që qaravitet? Kush është ai që qaravitet kështu?
QARASH,~E *mb. keq. shih* QARAMAN,~Ei,4.
QARË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Zëri që dë-gjohet kur qan dikush; qarje. *E qarë e forte Çe thek-shme). E qara e foshnjës. Të qarat e grave. E qarë me dënesë. Pushuan të qarat.*
2. *bised.* Ankesë. *Nuk ka asnjë të qarë. Kane shumë të qara për të.*
3. *muz.* Pjesë muzikore me melodi të përvajshme, që luhet zakonisht me ndonjë vegël popullore. *E qarë me fyell (me gërnetë). la mori një të qare.*
QARE,~T (të) ai. Qarje. *Të qarët me ngashërim. Nisi të qarët. la krisi të qarit. E mbyti të qarët. lu skuqën sytë nga të qarët.*
QARËS,~E *mb.* Që tingëllon si në të qarë, i përvajshëm. *Zë qarës.*

QARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QAJ, QAHEM.
2. Zëri që dëgjohet kur qan dikush, e qarë. *Dëgjo-he shin qarjet.*
3. *bised.* Ankesë. *Nuk ka ndonjë qarje për të. Bëri një qarje. Lëri qarjet!*
QARK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Vijë e për-kului dhe e mbyllur në trajtë rrethi; pjesa buzës ose anës një sendi a një sheshi të rrumbullakët; rreth. *Qark i mbyllur. Qarku i rrotës. Bëri një qark* bëri një rrotullim a një rrugë rreth diçkaje. *Rri (eci) në një qark.*
2. *gjeom.* Sipërfaqja që përfshihet brenda një rrethi. *Sipërfaqja e qarkut. Vija e qarkut.*
3. *fiz.* Varg përcjellësish të lidhur me pjesë a me pa-jisje të ndryshme elejttrike, nëpër të cilin kalon rryma elektrike nga njëra anë e burimit dhe kthehet në tje-trën. *Qark elektrik. Qark i brendshëm. Qark i hapur. Qark i shkurtër* shkurtim i parregullt i rrugës së rry-mës elektrike në një varg përcjellësish e pajisjesh a pjesësh elektrike, që sjell dëmtimin e tyre ose të burimit të rrymës; lidhje e shkurtër. *Hap (ndërpres) qarkun. Mbyll qarkun.*
4. *vjet., zyrt.* Ndarje kryesore tokësore e administrative, që përfshinte disa rrethe me qytetet e tyre (në Shqipëri përpara Çlirimit dhe në vitet e para pas Çli-rimit). *Qarku i Elbasanit (i Korçës). Komanda e qarkut. Shtabi i qarkut. Romiteti ekzekutiv i qarkut.*
*5. vet. sh.* Grup njerëzish që përcaktojnë drejtimin e veprimtarisë në një fushë a sferë të caktuar; grup njerëzish të një mjeshtërie a veprimtarie, rrethet, mjedisi. *Qarqet zyrtare (qeveritare). Qarqet polhike (financiare). Qarqet letrare (shkencore).*
QARK *bised.* I. *ndajf.* Në një vijë në trajtë rrethi rrotull dikujt a diçkaje; në hapësirën rreth dikujt a diçkaje; përqark, rrotull, përreth. *Qark e qark. Rreth e qark. Rrinin (iu mblodhën) qarh. I ra (i erdhi) qark. Shikoi qark. I mbante qark.*
II. *parafj.* Përreth, përqark, rreth e rrotull dikujt a diçkaje. *Qark shtëpisë (oborrit). Qark fshatit. Qark syve.*
• Sillet kot rreth e qark (rreth) dardhes *dikush shih te* DARDHË,~A.
QARKAS *ndajf.* Qark, përqark, përreth. *Vjen (sillet) qarkas.*
QARKATOHET. *Pës. e* QARKATOJ.
QARKATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Rrethoj, qarkoj. *E qarkatoi me gardh. E qarkatuan armikun.*
QARKAZI *ndajf.* Qarkas. *E punoi qarkazi.*
QARKIM,~I m. *bised.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve QARKOJ, QARKOHEM. *Qar-kimi i qytetit. Qarkimi i armikut. Bie në qarkim.*
QARKJE,~T . *vet. sh.* Zorrët e bagëtive të imëta, që u hiqen këtyre me gjithë dhjamë dhe përdoren për të bërë kordhëza etj. *Qarkjet e deles. Lau qarkjet e qengjit.*
QARKKOMANDANT,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Koinandanti i xhandarmërisë në një prefekturë. *Vranë qarkkomandantin.*
QARKKOMANDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* Komanda e njësive të xhandarmërisë të një pre-fekture; ndërtesa ku ishte vendosur kjo komandë. *Qarkkomanda e xhandarmërisë.*
QARKOHEM. *Pës. e* QARKOJ.
QARKOJ *kal.,* ~>VA, ~UAR *bised.* I. Zë vend rreth e rrotull dikujt a diçkaje. *Qarkuan zjarrin (va-trën). E qarkuan shokët.*
*2.* E mbledh nga të gjitha a net me diçka, e mbyll a e mbështjell rreth e rrotull, rrethoj. *Qarkoi kokën me )duar. Flokët i qarkonin fytyrën. Retë e qarkuan hënën.*
3. Eci rreth e rrotull një vendi a një sendi, i bie qark. *Qarkuan arën e dolën përtej.*
4. Rrethoj një vend a një kundërshtar. *Partizanët e qarkuan armikun. E qarkuan shtëpinë (vendin).*
QARKOR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *hist., bised.* Komiteti qarkor i Partisë Komuniste të Shqipërisë ose i Rinisë Komuniste të Shqipërisë gjatë Luftës Nacionalçlirim-tare dhe në vitet e para pas Çlirimit. *Qarkori i Partisë. Qarkori i Rinisë. Sekretari i Qarkorit. Mbledhja e Qarkorit. Me vendim të Qarkorit.*
QARKOR,~E *mb.* 1. Që bëhet a që kryhet në traj-tën e një rrethi; rrethor. *Lëvizje qarkore. Mbrojtje qarkpre. Vrojtim qarkor.*
2.j *vjet.* Që kishte të bënte me qarkun si ndarje kryesore tokësore e administrative, që i përkiste qar-kut, i qarkut. *Komiteti qarkor i Partisë Komuniste të Shqipërisë. Komiteti qarkor i Gjirokastrës (i Korçës).*
• L e t ë r q a r k o r e *shih* QARKORE,~JA.
QARKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shkfesë zyr-tare e një organi të lartë qendror që përmban një urdher a një udhëzim ose një njoftim të rëndësishëm dhe që u dërgohet njësoj gjithë organeve më të ulëta ose vartësve. *Qarkore e posaçme (e veçantë). Dërgoi (lëshoi) një qarkore. Njoftoi me një qarkore.*
QARKUES,~E *mb.* 1. Rrethues. *Muri qarkues.*
2. *si em.* ~, ~I *m.sh.* ~, ~IT. Ai që qëndron rreth dikujt a diçkaje; ai që merr pjesë në një rrethim.
QARKULL,~LLI *m.sh.* ~J, ~JT. Vijë e përkulur dhe e mbyllur në trajtë rrethi; pjesa anës ose buzës së një sendi të rrumbullakët; diçka në trajtë të një rrethi; qark.
QARKULLIM,~I *m.sh.* ~E, ~'ET. 1. Veprimi sipasi kuptimeve të foljeve QARKULLOJ, QARKU-
LLOHEM. *Qarkullim ishpejtë (ingadaltë). Qarkullimi i ajrit (i gazeve). Qarkullimi i rrymës. Qarkullimi i një planeti. Qarkullimi në atmosferë.*
2. Lëvizja e mjeteve dhe e mallrave ose e njerëzve që shkojnë e vijnë nëpër një rrugë. *Qarkullim i madh (i dendur, i rrallë). Qarkullimi rrugor. Qarkullimi i këmbësorëve (i trenave, i mjeteve). Qarkullimi i ngar-kesave. Qarkullimi në qytet. Rregullat e qarkullimit. Ndalohet qarkullimi. Ndërpret (ndalon) qarkullimin.*
3. Varg shndërrimesh ose procesesh, që kryhen duke e përshkuar një rrugë a një rreth sipas një rregullsie të përsëritur. *Qarkullimi i gjakut. fiziol.* lëvizja e vazh-dueshme e gjakut nga zemra nëpsr arterie deri te enët më të vogla të gjakut dhe pastaj nëpër vena përsëri në zemër e në mushkëri. *Qarkullimi i ujit në natyrë* avullimi i u;it nga toka dhe rënia e tij përsëri në trajtë reshjesh. *Qarkullimi bujqësor* ndryshimi i llojeve të bimëve që mbillen në një tokë sipas një rregulli agro-teknik për të shtuar prodhimtarinë. *sistemi njëvje-çar (dyvjeçar) i qarkullimit të kulturave bujqësore.*
4. *ek., fin.* Shitja e blerja e prodhimeve dhe e mallrave, shitje; përdorimi i të hollave në veprimet tregtare e financiare; sasia e mallrave të shitura brenda një kohe, e shprehur në të holla. *Qarkullimi i mallrave. Qarkullimi i parave. Qarkullimi i kapitalit. Vëllimi i qarkullimit.*

*Mallra me qarkullim të ngadaltë. Vë (hedh) në qarkullim* a) e nxjerr në shitje (një mall, një prodhim); b) nxjerr të përdoret në veprime (një monedhë). *Doli në qarkullim* doli në shitje. *E hoqën nga qarkullimi.*
5. Përdorimi i diçkaje nga shumë njerëz dhe për një kohë të vazhdueshme. *Vë në qarkullim një fjalë të re. Është në qarkullim në rrethet shkencore. Ka dale nga qarkullimi* nuk përdoret me.
*6.* Metodë revolucionare për kalitjen e punonjësve, për të forcuar punën në bazë e për të përtëritur për-bërjen e organeve drejtuese, për të shmangur rrezikun e burokratizimit të kuadrove e të nëpunësve, duke i kaluar këta në një detyrë ose në një vend tjetër. *Qarkullimi i kuadrove. Qarkullim në bazë. Bëj qarkullimin. Shkon (vjen) me qarkullim.*
QARKULLOHEM. *Pës. e* QARKULLOJ 7,8.
QARKULLOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. Eci
në rrugë për të shkuar diku dhe kthehem përsëri, kaloj poshtë e përpjetë nëpër rrugë; bëj një rrugë rreth një vendi, vij rrotull. *Qarkullon në rrugët e qytetit.'Qar-kullojnë makinat (karrocat, trenat). Qarkullon poshtë e lart.*
2. *vet. veta HI.* Lëviz nëpër një rrugë zakonisht të mbyllur dhe kthehet përsëri aty ku ishte nisur; hyn në një mjedis dhe del përsëri, kalon nëpër diçka (për lëngjet, gazet dhe rrymat). *Qarkullon një lëng (një gaz). Qarkullon gjaku në triip. fiziol. Qarkullon uji në natyrë. Qarkullon ajri në dhomë. Qarkullon rryma elektrike.*
3. *vet. veta III.* Kalon nga duart e një njeriu te një tjetër. *Qarkullon një libër (një trakt, një gazetë). Qarkullon haptazi (fshehurazi). Qarkullon dorë me dorë.*
4. *vet. veta III ek., fin.* Shitet e blihet një prodhim a një mall, duke u këmbyer me para ose me një mall tjetër, është në shitje; përdoret në veprimet tregtare ose financiare dhe kthehet përsëri aty ku është nisur (për te hollat). *Qarkullon malli (kapitali). Qarkullon paraja. Qarkullojnë prodhimet.*
5. *vet. veta III fig.* Shkon fjala nga një njeri tek tjetri, përhapet një lajm a një zë poshtë e lart. *Qarkullon fjala. Qarkullojnë zërat (lajme të ndryshme). Qarkullon gojë me gojë.*
*6. vet. veta III.* Rrotullohet, sillet. *Planetet qarkullojnë rreth Diellit. Hëna qarkullon rreth Tokës.*
7. edhe *kal.* Kaloj në një detyrë tjetër ose shkoj në një vend tjetër për t'u kalitur më tej si revolucionar, për të forcuar punën në bazë, për të përtëritur përbërjen e organeve drejtuese, për të shmangur rreiikun e bu-rokratizimit (për kuadrot dhe nëpunësit). *Qarkullon në bazë. Qarkulloi në një rreth tjetër. E qarkulluan në një punë tjetër.*
8. *kal.* la jap dikuji një send për t'ua kaluar të tjerëve dorë me dorë; shpërndaj. *Qarkulloj një libër (një gazetë). Qarkullojeni dorë me dorë!*
QARKULLUAR (i, e) *mb.* 1. Që ka kaluar në një detyrë tjetër ose që ka shkuar në një vend tjetër për të bërë qarkullimin (për kuadrot dhe nëpunësit). *Kua-dër i qarkulluar.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
QARKULLUES,~E *mb. spec.* 1. Që lëviz nëpër një rrugë zakonisht të mbyllur; që kalon pa ndër-prerje nëpër një mjedis, që nuk qëndron në një vend (për lëngjet, gazet dhe rrymat). *Uji qarkullues. Gjaku qarkullues. Ajër qarkullues.*
*2. ek., fin.* Që është në qarkullim, që kalon nëpër veprimet tregtare e financiare, të lidhura me prodhimin dhe me shitjen e mallrave. *Fonde qarkulluese. Kapital qarkullues.*
QARKULLUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që lëviz nëpër një rrugë zakonisht të mbyllur, që mund të ka-)ojë pa ndërprerje nëpër një mjedis, qarkullues. *Uji i qarkullueshëm.*
QARTAS *ndajf.* Qartë. *Shihet (duket) qartas. Shpreh (tregon) qartas.* QARTAZI *ndajf.* Qartë.
QARTË (i, e) *mb.* I. Që është fare i pastër e i tej-dukshëm, i kthjellët (për lëngjet); *kund.* i turbullt. *Ujë i qartë.*
2. Që nuk ka re, që nuk është i vrenjtur, i kthjellët (për qiellin, motin). *Qiell i qartë. Ditë e qartë. Mot i qartë.*
3. Që dallohet mirë, që nuk është i ngatërruar ose i vështirë për ta shquar a lexuar; *kund.* i turbullt. *Shkrim i qartë. Shkronja të qarta. Fotografi e qartë. Shëmbëllim i qartë.*
4. Që dëgjohet mirë e pa vështirësi, i tingëllueshëm, i paster; i shkoqur. *Zë i qartë. Tinguj të qartë. Shqiptim i qartë.*
5. *fig.* Që është i kuptueshëm e i lehtë për ta kapur, që është shprehur rrjedhshëm e në mënyrë të lidhur; që është përcaktuar drejt; *kund.* i errët. *Mendim (shpje-gim, shtjellim) i qartë. Ide të qarta. Qëllim (synim) i qartë. Vepër (poezi) e qartë. Kjo pjesë nuk është aq e qartë në libër. Ka stil të qartë.*
6. *fig.* Që duket mirë dhe nuk lë vend për dyshime e ngatërresa, që nuk ka pika të errëta ose të pazgji-dhura; i përcaktuar mirë; *kund.* i turbullt. *Prove e qartë. Në mënyrë të qartë. Çështja është e qartë. Shem-bull i qartë* shembull bindës që nuk lë vend për dyshim. *Nuk ka një ide të qartë për këtë. I dha një përgjigje të qartë. Kjo është e qartë për të gjithë. E qartë si drita e diellit. la bëj të qartë dikujt* a) ia sqaroj; b) i jap të kuptojë. *Bëhet e qartë* a) sqarohet; b) del në shesh, kuptohet. *E kam të qartë* nuk kam gjë të errët, e kam kuptuar mirë.
7. Që e ka kuptuar drejt e mirë diçka, që e ka marrë vesh mirë diçka dhe nuk ka me dyshime. *Jam i qartë për këtë. Ende nuk është plotësisht i qartë.*
8. Që është e hapur dhe shumë e ndritshme (për ngjyrën). *Ngjyra të qarta.*
QARTË *ndajf.* 1. Në mënyrë që shihet a duket mirë,
pa ndonjë turbullirë a pengesë për ta dalluar; në mënyrë të qartë; *kund.* turbull. *Sheh qartë. E dallon (e shquan) qartë. Duken qartë edhe gurët e vegjël në fund të uji;. Fotografia ka dale qartë. Është shtypur qartë.*
*2.* Në mënyrë që dëgjohet mirë e pa vështirësi, paster, shkoqur. *E dëgjoi qartë. I shqipton fjalët qartë. Flet qartë.*
3. Në mënyrë të kuptueshme; rrjedhshëm e në mënyrë të lidhur. *Flet (shpjegon, përgjigjet) qartë.*
4. Hapur dhe pa lënë vend për dyshime e ngatërresa, pa pika të errëta ose të pazgjidhura; në mënyrë të përcaktuar mirë. *Del qartë. Tregon qartë. E për-fytyron qartë. la tha qartë. Kjo e pro von qartë.*
QARTËSI,~A. 1. Vetia e diçkaje që është e qartë, të qenët i qartë; kthjelltësi. *Qartësi e madhe. Qartësia e ujit. Qartësia e shëmbëllimit (e fotografisëj. Qartësia e mendimeve (e shprehjes). Qartësia e stilit. E ka dhënë me qartësi. I mungon qartësia.*

*2.* Të qenët i qartë për diçka që lidhet me ideo-logjinë, me politikën etj. *Qartësi ideologjike (politike).*
QARTËSlSHT *ndajf. libr.* Qartë, me qartësi.
QARTESOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Pastrohet nga retë, kthjellohet (për motin). *Qartësohet moti.*
*2. vet. veta HI.* I ikin papastërtitë një lëngu ose i kullojnë në fund, kthjellohet; *kund.* turbullohet. *Ujërat u qartësuan.*
3. *fig.* Me bëhet e qartë një çështje a diçka e errët, me sqarohet diçka; kthjellohem. *Iu qartësua mendimi. lu qartësua rrvga.*
4. *Pës. e* QARTËSOJ.
QARTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. I jap dritë një pamjeje ose një shëmbëllimi që të duket me mirë, e bëj më të qartë diçka të dukshme; *kund.* errësoj. *Qarlësoj figurën (pamjen). Qartësoje ekranin!*
2. I heq papastërtinë një lëngu ose e lë që të kullojë në fund, kthjelloj. *Qartësoj lëngjet.*
3. *fig.* E bëj të qartë një çështje a diçka të errët; e sqaroj. *qartësoi mendimet. I qartësoi pasojat.*
QARR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj dushku me trung të trashë e të gjatë, me lëkurë të errët plot të çara e me gjethe vezake, që bën lende të mëdha. *Qarr i bardhë. Qarr i leshtë* bungëbutë. *Qarr i kuq (i zi, i egër)* bujgër. *Dru (dërrasa, trarë) qarri. Gjethe qarri. Lende qarri.*
• Kur të bëjë qarri arra *iron,* kurrë, asnjëherë, kur të pjellë këndesi.
QARRABUTË,~I *m.sh.* ~A, ~AT *bot.* Bungëbutë.
QARRAZI,~ZIU *m.sh.* ~ZEZ, ~ZEZTË *bot.* Bujgër.
QARRËS *mb.* 1. Që e ka Iëkurën të ashpër, rremba-rremba a plasa-plasa (për një lloj pjepri). *Pjepir (bostan) qarrës.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Qarrës i ëmbël.*
QARRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pyll me qarre. *Qarrishië e dendur.*
*2.* Degë qarri e,prerë për dru. *E goditi me qarrishtë.*
3. *fig. bised.* E rrahur, dajak. *dha një qarrishtë.* QARRTË (i, e) *mb.* Që është prej qarri; që ështëbërë me dru qarri. *Dru i game. Shkop (tra) i qarrtë. Shkallë të qarrta.*
QARRUCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Përnar.
QAS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. E sjell me pranë, afroj; *kund.* largoj. *Qas karrigen.*
*2.* E pranoj brenda dike, e lë të hyjë në shtëpi a diku tjetër, e fut në derë, e pres. *Nuk e qasi në derë. Mos e qas me në shtëpi!*
3. *fig.* Pranoj diçka, e pëlqej a ma ka ënda diçka (zakonisht me mohim). *S'ma qas mendja. Zemra s'ia qaste të keqen. S'ia qas stomaku. S'ia qas trupi.*
*A. krahin.* E largoj dike a diçka; e shtyj tutje diçka. *qasën gurët. E qasëm gardhin nga muri.*
QASE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Masë drithi prej dyzet kilogramësh; ena që nxë këtë *sa,si. Një qase miser (grurë, elb, thekër). E mbushi (e zbrazi) qasen.*
*2.* Enë e thellë zakonisht prej bakri; tas i madh për gjellë. *Qase me pilaf (me çorbë).*
• I shkojnë shtatë (tetë) në qase *shih te* SHTATË.
QASEM *vetv. bised.* 1. Shkoj me afër dikujt a diç-kaije; afrohem. *lu qas shtëpisë. lu qasën fshatit (qy-teiit). Qasu këtu!*
*2. vet. veta III.* Vjen me afër në kohë, afron koha e diçkaje. *U qas mbrëmja (dreka, darka). Po qaset dita. Dimri u qas. Po i qasen të shtatëdhjetat.*
3. *krahin.* Largohem prej njëvendi; mënjanohem; nuk i dal përpara. *U qas mënjanë. Qasu që këtej!*
4. *Pës. e* QAS.
QASË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vendi ku kalojnë vapën bagëtitë, vend mërzimi, mriz; vendi ku mblidhen bagëtitë.
QASËT (i, e) *mb. krahin.* Që është në një cep të futur ose në thellësi të një vendi, i largët, i humbur; që ndodhet diku mënjanë, i fshehur. *Vend i qesë't. Fshat i qasët. Shtëpi e qasët.*
QASUR (i,e) *mb. bised.* 1. Që është i shoqërueshëm më të tjerët, i afrueshëm. *Fëmijë (njeri) i qasur.* 2. I bërë bir a bijë në shpirt. *Bir i qasur. Bijë e qasur.*
QASHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj shajaku i trashë, zakonisht i bardhë, i endur në vegjë dhe i shke-lur në dërstilë, që përdoret për veshje të sipërme. *Xhokë qashe.*
*2.* Lloj xhoke prej shajaku të bardheme me tre a me katër kinda dhe me gajtanë të zez a të gjelbër, që e mbajnë në krahinat e Dibrës, të Matit e të Kur-binit; nemte.
QASHTU *ndajf. bised.* Pikërisht ashtu. *Qashtu është.*
QATËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Furkë e madhe që shërben për të mbajtur pjergullat ose degët e pemëve. *vuri një qatër kumbultës. I ngritën pjergullat me qatra.*
2. *fig. shih* SHTYLLË,~A 9. *Qatra e shtëpisë.*
;3. *fig. bised.* Ngacmim për të qeshur me dike, shpoti pet të ngacmuar dike. *Qatrat e tij nuk kanë të mba-ruar.*
QATIP,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *vjet. 1.* Ai që hartonte dhe shkruante me dorë shkresat e një zyre ose të një nëpunësi; shkrues. *Qatipi i sulltanit (i pashait). Ua thkruante lutjet qatipi.*
*2. keq.* Nipunës i paaftë e burokrat që merrej gjithë ditën me shkresurina. *Qatipët e kohës së Zogut.*
QATJE *ndajf. bised.* Pikërisht atje, mu atje. *Qatje është. Qatje e lashë.*
QATRAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Ai që ngacmon të tjerët për të qeshur, ai që bën qatra; shpotar. *Qa-trar i madh. Qatrari i fshatit.*
QATY *ndajf. bised.* Pikërisht aty, mu aty; aty afër, aty drejt. *Qaty i kisha vënë. Qaty në qoshe.*
QAZ,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Saç. QAZHNË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Shajak i bardhë.
QE *pj. bised.* Ja. *Qe ky djali. Qe ku e keni! Qe, erdha! Qe, tashti. Qe ç'më tha. Qe ku na dolt! Qe ku po ta them.*
QE,~TË *sh. i* KA,~U.
QEBAP,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *gjell.* Mish i ndarë në copa të vogla dhe i pjekur në një hell të vogël e të hollë; mish i grirë ime qepë, me pak oriz e me erëza, që skuqet e pastaj mbështillet me rizë dhjami dhe piqet në furrë.
2. *gjell.* Qofte me mish të grirë, të ngjeshur në trajtë të zgjatur, që piqet drejtpërdrejt mbi zjair. *Qebap me sallatë. Grij mish për qebap. Poqi ca qebapë.*
3. Dollapi i kafesë. *Qebapi i kafesë. E pjek kafenë në qebap.*
QEBAPTOR,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën dhe
shet qebapë.
QEBAPTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vendi a dyqani ku bëhen dhe shiten qebapë ose lloje të tjeta mishi të pjekur në zjarr.
QEÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT dhe QEÇKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkop i kfhyer, që i vihet poshtë kularit të kaut për të mos dale nga druri i zgjedhës. *vuri qeçkën. I doli qeçkëza.*
*2.* Kunj me maje, që përdoret si gjilpërë për të qepur barkun e një berri kur e pjekin në hell.

QEDËR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Dëm; *kund.* dobi. *Qeder i trtadh (i Vogël). I bën qeder dikujt a diçkaje* e dëmton. *Është punë pa (me) qeder.*
2. Humbje; *kund.* qar, fitim. *Punë me qeder. U ndanë (dolën) me qeder. Qari dhe qederi shkojnë bashkë.*
3. *fig.* Shqetësim, merak; hall; hidhërim. *Nuk e ha (nuk e zë) qederi* nuk shqetësohet. *Mos ki qeder* mos u shqetëso, mos u bëj merak! *ka zemra qeder. Nuk ka qederin e tij* nuk shqetësohet për të, s'e ha meraku për të. *Kishte shumë qedere. S'i ndaheshin qe-deret.*
• S'e bën qejfin qeder *shih te* QEJF,~I.
QEDEROS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Dëmtoj; shpie dëm diçka. *2. fig.* Shqetësoj; hidhëroj. *qederosi prindërit.*
QEDEROSEM *vetv. bised.* 1. Pësoj dëm, dëmtohem. *U qederos shumë.*
2. *fig.* Shqetësohem, bëhem merak, merakosem; hidhërohem. *Qederoset për fëmijët. Mos u qederos kot!*
3. *Pës. e* QEDEROS.
QEDEROSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve QEDEROS, QE-DEROSEM.2. Dim, qeder.
3. *fig.* Shqetësim, merak; hidhërim.
QEDEROSUR fee)' *mb. Bised.* I.1 dëmtuar. *Shtipi e qederosur.*
2. *fig.* I shqetësuar; i hidhëruar. *Rri i qederosur. Ishte i qederosur.* • •
QEFlL,~I *m. sh.* ~"Ë, ~ET vei. 1. Dorëzanë. *Hyri qefil. E bëri (e skliu) qefil.* ?.. Dorëzani.
QEFIN,~'I m. i. ~Ë, ~ËT. Pëlhurë e bardhë, më të cilën myslimanët mbështjellm dhe futin n8 varr të vdekurin (afi vendet ku vepron feja rayslimane). *E mbishtollën (e varrosën) me qeftn. TS prefshin qe~ finini mallk.* vdeksh! *bardki si qefin* shumë i bardhë.
• U be qefln u zbeh shun n6 fytyr8. Me qett na sqerull (në kokë) në rrezik të madh, me kokë në tori. E mbante qeflnla EM veto a) nuk trembej nga vdekja, e ki&hte marrë vdekjen parasysh; b)e ndiente se po i afrohej vdekja.
QEFINOS *tutl.,* —A, ~UR. B mb&htjell me qefin. i vë qefinin të vdekurit. *E qefinosnin ti vdekurin.*
QEFINOSET. *Pis. e* QEFINOS.
QEFT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Kup6 druri e voajei e me bisht të gjatë Që përdoret për të pirë; gotë. flfcftf
QEFULL,~LLI m. A. ~J, ~JT. 1. zoo. Peshk i ujerave të kripura dhe të 6mbla, me kokë pak IB shtypur, me tjrup të gjatë " të hollë, të mbuluar me luspa të mëdha ngjyrë hiri të mbyllur në kurriz e ngjyrë argjendi në anët, i dli ka m:sh të shijshSm. *Qefidl i bardhl. QefyUil erts* cumër. *QefitHi i vjesktis* kryegjati.
2. *pird. mb. fig. bised.* I gjatë, i hollë e i hijshBm. *E ka trupin qefull.*
3. *përd. ndajf. fig. bised.* Shëndoshë e mil. *Jam qefidl. KagdhkëqefulL*
QEHAJA, -I m. *sh.* -LLARË, ~LLARËT *vjet.* Kujdestari i pasurisë së një beu, të një agai ow të një pronari tjetër, që a shërbente këtyre për tB sh&-pur e shfrytëzuar rsbatarët. *Qehaiai i beut. Qekafai i esnafit* ai që përfaqësontë një esnr.f në manUheniet e ndryshme rao të tjerët.
QEHËN,~NI *m. sh.* ~NA, —NAT. 1. D6rrasë vezake e me bisht tt gjatë, mbi lI cilën vënë bukën p9r ta shttn6 në ftirrf, lopatë furre. *Qehni I bkis. E shite bukin me qMm.*
2. Qer, paiare. *Qehni i takrorit ft byrokut). HoUoj në qehën.*
QEJF,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised. I.* Kalimi i kohës në mënyrë të k4ndsbme; dSfh'm, zbavitje. aVgfttiin. *Sjeri i qejfit. Ptml qejfi. I dhënë pas qeffeve. Bëj ejf* defrehem, zbaviteAi. *Qefi qejf,* pw *pimi. ft.*
2. K6naqësia që ndiejmë nga dikusb a nga diçka 46 na p6lqen; 6ndje. *Me qejf it madh.* Me *gjitki qejf. lu bi qejfi a* kënaq shumë, u gëzua. *ta nxori qttft* e kënai 6ndjen pfir diçka. *Ta kish qejfi ta digjoje (ta shikoje). Po të desh qejfi* në ta ka ënda. *STma ka qejfi* s'ma ka ënda. *STma do qejfi. E bej për qejfin tim* e bëj për kënaqësinë time.
3. Dëshirë; zeli. *(Nuk) kam qejf* (nuk) kam dë-shtrë, (ffilK) dua. *iku qejfi. Qejfi ma do qi...* do të
dtahiroja 46.... zemi-a ma do që... a *bfri (nuk ta priski) qejfin dikujt* ia plotiboi dëshirën; nuk ia prishi zemrën. *shkon pas qejfit dikujt. Ekaxii meqejf dieka. E bëri pa qejf. Qejf ti keshlmialUm* qft të kesh dëhirë, dëshirë, zdl fë kesh. *Sa ti kesk qejf* sa të duash. *iku qejfi.*
4. Ojeadje rhpirtërore a fiak e mirë. *Ështi (nuk ëskti) ni qejf. Jam pa qejf* jam i sëmur6. *U M (trdkl) mi oejf.* M" *tiriqejf. S'ta kam qejfin. ishte me qejf ti priakar. Si ma ke qejfinf* ai ndihesb, si je7
5. Kërkesa që diçka të b6het tipas dëshirës sirae & vuBoetit tim, plotësimi i nj6 dëshire vetjake; hatër. *mbeti (i Hgeli) qejfi* mbeti i pakënaqur, u wmërua nga që nuk iu plotësua dëshira, i mbeti hatri. *Nuic prisk qejf me mjeri. E pësoi për qejfin e ti tjerive. Qejfi mas ti ti mbetet, hatri mos tt ti prishet.*
*6. keq.* Tekë. *Bën qejfin e t(j* b6a si do, si fi teket. *Bin si i do qejfi. Bin sipas qejfit. Ashtu t desk qejfi. Sat s'ia paska qejfi* nuk i lenka tëkur. *Kur ti doji 9fJfi'*
Plr qejf p6r bukuri, shumë mirë. P& q^Sa e *dikujt për* shkak të dikujt P6r fl bfirt qejtn për u maiirë më të mirë, dukee lavdëruaredukeia rranuar menj6her6 ato që thotë a Që k6rkon, megjithëse mund të mos jen6 të drejta. MB ka fcyrt n6 *q&dikttsk a diçka* me p8lqen. Iatrefoi(la rrttou) qeHta *dt-kujt* e nd6hkoi siç e me:itonte; e rrahu (përdoret zakonislit icur dikush ndëshkon dike Që ka b6r6 faj). I cHU fM "jejflt i p6lqeu shumë, i gjeti umrta. Mn H *ftm PmVkJt* u g6zova skumft. Se b6a qe!fln qeder nak thqetësobet fare, nuk b6het merak, nuk " prish rehatin, nuk i b6het vonë për aagjë. I bin qe)&n vetw *keq. skik te* BËJ. I ka daH "a qe)fi *dikujt* auk i p6iqen me, i ka dal6 nga zemra. I ka hyri vt)a " "M>' *sUk te* VETE,~JA. Plr f"U" paU qejfe *shih te* SHTATË.
QU?Lf,~tB *mb.* 4be ~fiSHË *bised.* 1. QË është i dhënë ihumë pas dëfrimit e qejfeve. *Burrë (plak) qeftt. Gruc qejftie (qejfleshi).*
*2.* QË është i dhënë me 6ndje të madhe pas diçkaje, që e ka shumë qejf diçka. *Eskti qejfii për libra (fir nualkl).*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Qejfii kr.feje. Qejfli gjahu. Qejfleshë mbrimjesh.*
QEJFMBETU3 *mb.* QË i ka mbetur qejfi, Që ështd prekur n6 scdër a që ftshtë zemëruar për diçka, nga ç6 kjo nuk është bërë sipas dëshirës së ti j; Që prekft shpejt, kur nuk i plotësohet nj6 dëshirë a kur e qor-tojnë. *Iku qejfmbetur.*
QEJ?PAPRISHUR *mb. I.* QË nuk prish qejf me njeri, që u vete pas findjes të gjithëve; Që pëtpiqet ta ketë mirë më të gjithë. *Njeri qejfpaprlshur. Qejf ptprishur e punëpabitisur.*
2. *Plrd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

QE.:FPRfSHUR *mb.* 1. Që i është prishur qëjfl për diçka nga dikush; Që është zemëruar për diçka, nga Që kjo nuk është bërë sipas dfishirts a tekës së tij. *DHjashti (u ngrit) qejf prishur. Ishte qejfpriskur.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
QEKTH,~I *m.* 1. Shi me pika të turbullta, që hie zakonisht kur ka shtrëngata me ert e me pluhur.
2. Pluhur i hollë Që bie bashkë me vesën mbi fletët e pemëve; vesë e ëmbël.
QEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin shih* QEROS,~I.
QELAN,~E *mb. krahin. shih* QEROS,~E.
QELB,~I *m.* Lëng i trashë me ngjyrë të verdhemë e me erë të keqe, që mblidhet në një plage të pezma-tuar. *Qelbi i plages. Shtrati i qelbit. Plage me qelb. Zë (mbledh) qelb. Kulton (rrjedh) qelb. Shtrydh (nxjerr, heq) qelbin.*
• Si qelbi në çiban i fshehtë, tinëzar. Qelb nën thua diçka e keqe dhe e rrezikshme që nuk duket; njeri i kcjq e tinëzar. E ka mbledhur si plaga qelbin e ka mble-dhur me vështirësi të madhe, me shumë lodhje e mundim.
<IELB *kal.,* ~A, ~UR. 1. Lëshoj erë të keqe, bëj të vijë erë e keqe, e prish ajrin. *E qelbi ajrin.*
2. *jokal. vet. veta III.* Bie erë të keqe, qelbet. *qelbin këmbët. Qelbte era raki.*
*3.* E ndot shumë, e fëlliq keqas. *M'i qelbi duart. No e qelbi gjithë shtëpinë.*
4. *fig. thjeshtligj.* E prish fare nj-; punë; e bëj shumë keq diçka, e katranos. *E qelbi pimën. E qelbi hesapin. E ka qelbwr fare me ato që po bën.*
•*k* E qelbi fare *thjeshtligj.* i turpëroi përpara të tje-rëve, i fëiliqi, ua nxiu faqen. E qelbi (e prishi, e ndyu, e fëlliqi, e rëndoi) gojën *shih te* GOJE,~A.
QEL3EM *vetv. 1. vet. veta HI.* Zë qelb një plage, qelbëzohet. *U qelb plaga.*
*t.* Bie a mbaj erë të keqe, kam a lëshoj erë të keqe. *Qelbej mishi. Qelbej trupi. Qelbej i tëri. I qelbej goja (fryma).*
3. *bised., mospërf.* Bie erë shumë të forte; kundër-mon. *Qelbej kolonjë.*
4. Ndotem shumë, fëlliqem keqas. *Me janë qelbur rrobat (duart). Ku qenka qelbwr kështu?*
5. *vet. veta III fig. thjeshtligj.* Prishet fare një punë, kairanoset. *U qelb puna (hesapi).*
I. *Pës. e* QELB 3.
<2ELBAC,~E *mb. shar.* 1. Që është i ndyrë sa të ngjall never!, qelbanik. *Djalë qelbac. Grua qelbaçe.*
*2. fig. shih* QELBANIK,~E $_2$.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
QELBANIK,~E *mb. shar.* 1. Që rri shumë i papas tër që e mban veten, veshjen dhe vendin përreth shumë të fëlliqur, i ndyrë. *Fëmijë qelbanik. Vajzë (grua) gel banike.*
"' *fig.* Që ka plot vese të ulëta, që është i prishur ngJi ana morale e shpirtërore, i ntfyrë, i fëlliq-.vr. *Fa-thi,tët (spiunët) qelbanikë.*
*!<. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
QELBASH,~E *mb. keq.* 1. Që rri gjithnjë i papa: tër, fëlliqash. *Djalë qelbash. Vajzë qelbashe. i. Përd. em.* sipas kur^imit të mbismrit.
IJELBËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. *zool.* Gjitar i egër sa një shqarth, me hundë të ngritur, me lëkurë në ngjyrë të;elur në pjesën e sipërme dhe të errët poshtë, që ha minj, pula etj. dhe që lëshon një erë të keqe për t'u mbrojtur nga egërsirat e tjera. *Lëkwa e qelbësit.*
%. *bot.* Shkurre me degë të holla, me gjethe hesh-Wkc, që cabajnë erë të rëjidë dhe me lule të verdha, që bëjnë bishtaja; karthfi e egër, rrunjë. *Farat e qelbësit.*
QELBËS,~E *mb.* 1. Që bie erë të keqe, që ka a lëshon erë të keqe. *Bar qelbës. Drurët qelbës. Rrush qelbës* lloj rrushi i zi me erë të rëndë, rrush çilek-
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit
QELBËSfRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Diçka shumë e ndyrë ose e prishur dhe që bie erë të keqe, ndyrësirë. *Nuk hahet kjo qelbësirë. Mos i prek ato qelbësira! Bie era qelbësirë.*
2. Njeri që mbahet shumë i papastër, qelbanik.
3. *shar.* Njeri me vese të ulëta e i prishur nga ana morale, qelbanik.
4. *fig.* Veprim që të ngjall neveri, punë e ndyrë; fjalë a shprehje e ndyrë. *Ka bërë shumë qelbësira. Nxjerr qelbësira nga goja,*
QELB3SOHEM *vetv.* Fëlliqem ose prishem sa mbaj erë të keqe, qelbem.
QELBËSOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. E bëj t8 prishet ose e fëlliq sa mban erë të keqe, e bëj të qelbët, qelb.
QËLBËT (i,e) *mb.* 1. *shih* QELBUR (i,e)i.
2. *fig.* Qelbanik.
QEL3ËZIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QELBËZON, QELBËZOHET. *Qelbëzimi i plages.*
*2.* Vendi në ind që ka zënë qelb.
QELBËZOHET *vetv.* Zë qelb, mbledh qelb (për plagët). *U qelbëzua plaga.*
QELBËZONMa., ~OI, ~CAR. Zë qelb, mbledh qelb, qelbëzohet (për plagët).
QELBËZUAR (i,e) *mb.* Që ka zënë qelb, që ka mbledhur qelb (për plagAt). *Plage e qelbëzuar. Çiban* 1 *qelbëzuar.*
QELBINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Arrç, shu-rrëpelë.
QELBUR G>e) *mb.* 1. Që është shumë i ndyr6 ose i prishur dhe që bie erë të keqe. *Mish i qelbur. Ujë i qelbur. Erë e qelbwr.*
*2.* I ndyrë, i fëlliqur; që mbahet shumë i papastër. *Shtëpi e qelbur. Grua e qelbur. I ka duart (rrobat) të qelbura. Mos hyr brentta me ato këmbë të qelbura!*
3. Që ka zënë qelb, i qelbëzuar (për plagët). *Plage e qelbur.*
4. *fig.* Që ka shumë vese të ulëta e është i prishur nga ana morale, që të n?jall neveri; që e ka zakon të përdorë fjalë të ndyra; i fëlliqur, i ndyrë. *Tradhtar (spiun) i qelbur. Punë e qelbwr. Shpifje e qelbur. Njeri i qelbur nga goja.*
*5. fig.* Që nuk është fituar me nder e nuk përdoret për qëllime të ndershme, që është për t'u përbuzur. *U shit për ca para të qelbura. Me ca dollarë të qelbur.*
QELEPIR,~I *m. bised. 1.* Një send ose një e mirë që merret falas nga dikush, i cili zakonisht ka një nevojë ose një ir.-sres; e ngrënë ose e pirë që kërkohet e merret falas në kurriz të një tjetri. *Njeri i qelepirit. Shkon pas qelepirit. I pëlqen qelepiri dikuj t. Qele-piri kushton shtrenjtë me Vonë.*
*2. përd. ndajf.* Pa paguar gjë, falas në kurriz të të tjerëve, pa punë e pa mund. *E ka qelepir diçk a. Ha (pi) qelepir. E do (e mori) qelepir.*
QELEPIRXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised..keg.* Ai që i kërkon e i merr gjërat qelepir; ai që është mësuar të hajë e të pijë ose të rrojë në kurriz të të tje-rëve, njeri që shkon pas qelepirit. *Qelepirxhi i madh. U doli boja qelepirxhinjve.*
QELEPOÇE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Takije prej pëlhure të bardhë, të rrahur me tegel a të ngjeshur me pe, që mbahet

sidomos gjatë verës. *Qelepoçe tnyze-qare. Fshatar me qelepoçe.*
QELESHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Kësulë e bardhë, e rrumbullakët, e punuar me lesh të shkelur e të larë me sapun, e cila ka trajta e përmasa të ndryshme sipas krahinave. *Qeleshe e bardhë. Qeleshe e gjatë. Qeleshe e rrafshët. Qeleshe me rreth. Qeleshe Kavaje (Tirane). E futi nën qeleshe.*
*k* I vuri qeleshen *dikujt* e turpëroi, i vuri brirë. E hodhi (e fugu, e vuri, e ktbeu) qeleshen (kësulën, festen, kapelën, takijen) mbi sy (mëajanë) *shih te* SY, ~Rl. E ka mendjen në majë të qeleshes (në majë të kë-sulës) *shih te* KËSULË,~A.
QELESHEPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mjeshtër që bën qeleshe; ai që bënte dhe shiste qeleshe. *Reporti (dyqani) i qeleshepunuesve. Veglat e qeleshepunuesit.*
QELË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Shtëpia e priftit të një famullie, shtëpia ku rrinte famullitari.
QELËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Hojëza gjashtë-këndëshe e pites së mjaltit; vrima e huallit të bletëve ose të grerëzave.
QELl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vjet.* Kthinë e vogël, zakonisht e errët dhe me pak orendi, në të cilën banon murgu ose murgesha në një manastir. *Qelitë e murgjve (e murgeshave, e manastirit). Dera e qelisë. Mbyllet në qeli.*
*2.* Kthinë e vogël dhe e ngushtë në një burg, ku mbahet i veçuar një i burgosur; birucë. *Qeli e errët (e lagësht). Dritarja e qelisë. E futën (e mbanin) në qeli.*
3. Dhomë e vogël në qilar ku ruhen ushqimet, bimsë, quar.
• Është qeli e mbyllur (qeli pa dritare) *dik ush*
nuk i nxjerr të fshehtat, është varr i mbuluar.
QELIBAR,~I *m.* 1. Rrëshirë e ngurtësuar e disa drurëve halorë, me ngjyrë të verdhë në të kuqe a në të murrme, pothuaj e tëjdukshme, e cila përdoret zakonisht për të bërë sende të ndryshme zbukurimi ose si veçues në aparatet që punojnë me elektrik. *Qelibar i verdhë (i kuq). Gur qelibari. Shufër qelibari. Rruaza qelibari. Çibuk qelibari. I verdhë (i kulluar) si qelibar.*
*2. përd. mb.* Shumë i paster, i kthjellët, i kulluar. *Qielli ishte qelibar. E ka ujin qelibar.*
3. *përd. mb. fig.* Shumë i pastër nga ana morale, i kulluar; i çiltër. *E ka shpirtin (zemrën) qelibar.*
QELIBARTË (i,e) *mb.* 1. Që është prej qelibari; që është bërë prej qelibari. *Cigarishte (pipe, llullë) e qelibartë.*
*2.* Që ka ngjyrën e qelibarit e që është i ndritshëm a i tejdukshëm. *Flokë të qelibartë. Fletë të qelibarta.*
3. *fig.* Që është shumë i pastër nga ana morale, i kulluar; i çiltër. *Ndërgjegje e qelibartë. Buzëqeshje e qelibartë.*
QELIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *biol.* Njësia themelore më e thjeshtë, nga e cila ndërtohen indet e njeriut, të kafshëve e të bimëve, që përbëhet prej bërthamës, cipës e lëndës së brendshme dhe që ka
aftësmë të bëjë shkëmbimin e lëndëve. *Qelizë shtazore (bimore). Qelizë nervore. Qelizat ushqyese. Bërthama e qelizës. Ndarja e qelizës. Shumëzimi i qelizave.*
2. *fig.* Njësia a ndarja më e vogël, e organizuar dhe e mëvetësishme e një tërësie a e një sistemi. *Të gjitha qelizat e shoqërisë. Në çdo qelizë të ekonomisë. Familja është qeliza bazë e shoqërisë.*
3. Hojëz gjashtëkëndëshe në piten e mjaltit, qelëz. *Qeliza të vogla (të mëdha). Qeliza mëmash.*
QELIZOR,~E *mb. biol.* Që ka të bëjë me qelizën, që i përket qelizës, i qelizës; që përbëhet prej qelizave. *Ind qelizor. Lëng qelizor. Ndërtimi qelizor.*
QELQ,~I *m.* 1. Lëndë e tejdukshme shumë e forte, por e thyeshme, që bëhet duke shkrirë një rërë të ve-çantë të bardhë së bashku me disa përzierje të tjera; xham. *Qelq me (pa) ngjyrë. Gotë (enë, vazo) qelqi. Brume qelqi. Rërë qelqi. Fabrikë (punishte) qelqi. Fryrësit e qelqit. Prodhime qelqi.*
*2.* edhe *sh.* ~E, ~ET. Fletë e vogël prej kësaj lën-de, zakonisht e rrumbullakët, që vihet tek syzet, për të parë me mirë, për të zmadhuar ose si mbrojtëse, xham. *Qelq optik. Qelq zmadhues. Qelqet e syzave.*
3. Qelqe. *Qelq uji (rakie).*
4. *bised.* Poçi i llambës. *Qelqi i llambës.*
5. *vet. sh.* ~E, ~ET *bised.* Fletët e rrafshëta prej kësaj lënde, xhamat. *Qelqet e dritares. Qelqet e derës.*
6. *përd. mb.* Shumë i paster, i kthjellët, i ndritshëm. *Qielli ishte qelq. I kishte sytë qelq.*
QELQE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Gotë prej qelqi që përdoret për të pirë; sasia e një lëngu që merr një gotë e tillë. *Qelqe uji (rakie). Një qelqe verë. Pi me qelqe.*
2. Cope e një xhami të thyer, gastare. *U pre me një qelqe.*
QELQËZIM,~I *m. spec.* Kthimi i një lënde në qelq; ndryshimi i përbërjes së një lënde, që e bën atë të marrë trajtën e qelqit.
QELQOR,~E *mb. libr.* I qelqtë. *Trup (lëng) qelqor.*
QELQPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mjeshtër që merret me punimin e qelqit, ai që bën sende e zbu-kurime prej qelqi.
QELQTË (i,e) *mb.* 1. Që është prej qelqi; që është bërë prej qelqi. *Enë (kupë) e qelqtë. Gyp i qelqtë.*
*2. fig.* Që është shumë i paster, i kthjellët; i ndritshëm. *Ujë i qelqtë. Sy të qelqtë. Vështrim i qelqtë.*
QELQURINA,~T . *vet. sh.* Tërësia e enëve prej qelqi; enë të ndryshme prej qelqi. *Qelqurina të bardha. Rafti i qelqurinave. Prodhon qelqurina. Laj qelqurinat.*
QELL *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Vonoj. *Na e qelli kafenë.*
QELLEM *vetv. bised.* Vonohem. *Mos u qeli shumë. U qellëm te një mik.*
QEMANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Violinë. *binte qemanes.*
QEMER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Hark prej guri, prej tulle4prej betojii aë bëhet sipër dyerve, dritareve etj. ose që kalon nga një këmbe ë ures~në-tjetrën, nga një shtyllë e një ndërtimi në tjetrën etj. *Qemeri i portës. Qemeri i oxhakut. Qemeri i urës. Qemer guri (tulle). Gurët e qemerit. Urë (portë, shkallë) me qemer. I bëri qemer.*2. Pjesë e lakuar e diçkaje; hark. *Qetneri i këmbës ("i shputës).*
3. *vjet.* Brez i forte prej lëkure ose prej leshi, që ngjishej në mes për të shtrënguar trupin, për të mbaj-tur para ose për zbukurim, kur ishte i stolisur. *Qemer burrash (grash). Qemeri i nuses. Qemer leshi (lëkure). Lidhi (shtrëngoi, liroi) qemerin,*
! 4. Rrethi i sipërm i pantallonave, që shtrëngon trupin në mes; vetulla e një pëlhure a e gunës. *Qemeri* i *pantallonave. I vuri qemerin.*
•*k* Urë pa qemer diçka jo shumë e qëndrueshme, diçka e dobët. Ka dslë (prej) qemerit *dikush* ka marrë rrugë të keqe, është shthurur. E ka qemerin kordhë *shih te* KORDHË,~A.
QEMËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Dredhë që bën gjarpri kur hiqet rrëshqanë, gjarpërim.

QEN,~I *n-. sh.* ~, ~TË. 1. *zool.* Kafshë gjitare shtëpiake, mishngrënëse, me trup mesatar, që ka nu-hatje shumë të mirë, që afrohet shpejt me njeriun dhe që mbahet për të ruajtur shtëpinë, bagëtinë etj., për gjah e për punë të tjera. *Qen i bardhë (i zi). Qen besnik. Qen i tërbuar. Qen stani. Qen bariu. Qen gjuetie* langua, zagar. *Qen kufiri. Qen race. Qen rrugësh. Tufë qensh. Kasollja e qenit. Qeni leh (angullin, kuit). E\ hëngri (e kafshoij qeni. Lidh (lëshojj qenin. Mbaj qen. I lëshoi qentë n&a pas. Jelë qeni* jetesë shumë e keqe. *Gjumë qeni* gjumë i keq, me shqetësime të shurrUa. *Gjellë qensh* ushqim i gatuar shumë keq, gjellë pa shije. *Not qeni* not duke lëvizur me shpejtësi brenda në ujë duart të përkulura përpara gjoksit. *Dridhet si qen* dridhet shumë (nga të ftohtët ose nga frika). *Rron si qen* jeton shumë keq. *Hahen (zihen) si qentë. E la (e braktisi) si qen rrugëve.*

2. *fig. shar.* Njeri i keq, i pabesë dhe shumë i ulët. *Qen i pabesë. Qentë fashistë. Qeni i qenit. Qen bir qeni* njeri i keq që rrjedh nga prindër të këqij. *la tregoj unë, qenit. Qenit tre-;oji shkopin. fj. u. Qenit iu bëj qen!fj. u.*

•*k* Bukë qeni *shih* te BUKË,~A. Pun on si qen punon jashtë mase e në kushte shumë të vështira. Qen bah-çevani (kopshii, kopshtari) *shih te* KOPSHT,~I. Qen besnik *i dikujt shih te* BESNIK,~E. Qen me kreshta (me gjemba) *keq. shih te* KRESHTË,~A. Qen rojë *shih te* ROJË,~A. Qen i rrahur *shih te* RRA-HUR (i,e). Qen rrugësh (sokaku, zorrësh, sallhaneje) *mos-përf.* njeri pa vlerë, që endet poshtë e përpjetë pa punë. Stan pa qen *shih te* STAN,~I. Vdiq si qen vdiq në mes vuajtjesh e mundimesh, pa pasur njeri pranë. Eijdhën (ikën, shkuan) me qen (me kuç) e me mace (me miç) *shih te* KUÇ,~I. Është për t'ua hedhur qenve *shih te* HEDH. Është qen i punës punon me ngulm, s'ij ndahet punës. Dhjamë (gjalpë, djathë i mirë) në lë-kurë të qenit,gjë e mirë në vend të keq, plaçkë e mirë në duar të këqija. S'ia ha qeni shkopin është shumë i zgjuar e i zoti, nuk ia hedh dot njeri. Ha qen e stipend s'le gjë pa ngrënë, ha gjithçka, përlan çdo gjë, të than tepsi e sini. Ka sa të hanë qentë (lo?ët) *thjeshtligj. shih te* HA. Kapi (zuri) qeni një Jepur *mospërf, iron.* rastisi një here, një gjë që rastis një here, nuk është tregues për diçka të pergjithshme. Kapardiset si qeni në qerre fryhet shumëȷ_mbaheLsi fiJelLmajë plehuL SIfcishteIctTe zTnte (e kapte) qeni *dike* ishte zhële-zhele, ishte i zhveshur e i zbathur; ishte shumë i varfër e i këputur. Lenin si qentë në hënëz (në hënë) *keq. shih te* HËNËZ,—A. Luante qeni i kallajxhiut *shih te* KA-LLAJXHI,~U. Luan si qeni me leckë *me dike* bën si të dojë me dike, s'e bën për asgjë, s'e vlerëson fare. Ka mbetur si qeni në qerre a) është dobësuar shumë sa mezi lëviz kembët; dergjet nga sëmundja; b) është shastisur e hutuar fare dhe nuk vlen për ndonjë punë. S'e njeh qeni të zotin është rrëmujë e madhe, s'e njeh i pari të dytin. Si qeni i lëshuar nga zinxhiri *shih te* ZINXHIR,~I. E ruan si qeni mishin (si qeni mëiçitë) *iron,* nuk ia ndan sytë, nuk i ndahet, i është qepur kemba-këmbës (thuhet për dike që kërkon të zhvatë medoemos diçka nga një tjetër). Rri si qen i dëbuar *keq. shih te* DËBUAR (i,e). Shkoi (vajti) për dhjasië qeni *shih te* DHJAMË,~I. Shkojnë si qeni me macen shkojnë shumë keq njëri me tjetrin, zihen vazhdimisht. Shkoi (u vra) si qeni në vresht (aë rrush) u vra ose pësoi diçka të keqe krejt rastësisht, pa asnjë shkak. I them qenit qen i vë të ligut emrin që duhet, e quaj të ligun me emrin e vet. Vajti (u fut, ra) aë gojë të qenit e futi veten në rrezik. Zihen (hahen) si qentë në garroq *shih te* GARROQ,'-'I. Bleu qen dhe *i* doli këlysh *shih te* KËLYSH,~I. Qeni leh atje ku ha ;. *u. keq,* thuhet kur dikush mban pa të drejtë anën e atij, nga i cili ka përfitime. Sikur qeni qepën të hajë! *shih te* QEPË, ~A. Kujto (zër në gojë) qer.in, rrëmbe (bëj g,-ti) shkopin *fj. u.* thuhet kur dikush vjen sapo ia kerr.i përmendur emrin. Ku leh qen e ku del tym, ku bën daillja bum *iron,* atje ku ka dasms e aheng, atje shkon (për një njeri, të cilit i pëlqen të bredhë derë me derë e festë me festë). Qeni që leh nuk të;ia (nuk të kafshon) *fj. u. shih te* LEH. Kush ile me qenin (me qe;itë), ngrihet me pleshta)'. *u.* po të shoqërohesh me njerëz të këqij, do të marrësh veset e tyre;, me thuaj me kë rri, të të them se cili je. Qentë le të Iehin, karvani shkon përpara *fj.u. shih te* LEH. B a: qen! *bot. shih te* BAR,~I i. Dhëmbët e qenit *shih te* DHËMB,^I i. ICërpudhë qeni *bot. shih te* KËRPUDHË ~A. Lule qeni *bot. shih te* LULE,~-JA. Trofta e qenit fulterëz. Kopër qeni *bot.* maraskë.

*QEN DETI zool.* Peshkaqen.

QENAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1I. Rripi në anë të një sendi ose të një vendi; buzë. *Qenari i arës. Qe-nari i lakrorit. Qenari i pëlhurës (i stofit). Qenari i fletores. Letër me qenar të zi. Qenarë të zinj rreth syve.*

*2.* Cep, skaj. *Qenarët e shtëpisë. Në qenar të fshatit.*

3. *fig.* Veudi që ka zënë dikush; qoshe e rehatshme. *E ka zënë qenarin e tij.*

QENÇE *ndajf. thjeshtligj.* 1. Si qentë, në kushte shumë të këqija, shumë keq. *Ha qençe. Jeton qençe.*

*2.* Qenërisht. *Lufton qençe. Funon qençe. Sillet qençe.*

QENDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *gjeom.* Pike e baraslarguar nga të gjitha pikat e një vije të lnkuar a të një sipërfaqeje të përkulur; pike e një figure që ndan në dy pjesë të barabarta çdo vijë që kalon nëpër të. *Qendra e rre:hit. Qendra e sferës. Qendra e shumëkëndëshit. Heq një vijë nëpër qendër.*

*2.* Pika a pjesa që ndodhet afërsisht në mes të një vendi, të një sendi a të një grumbulli. *Qendra e sheshit. Qendra e Tokës. Qendra e rëmlesës e një trupi. fiz. E vuri topin në qendër të fushës. sport. Gjuajti nga qendra. Në qendër ndero! usht., sport. E vë në qendër një detal. tek.* e vendos një detal në mënyrë që të rro-tullohet rreth një boshti të përbashkët me një pjesë tjetër, qendërzoj.

3. Pjesa e qytetit ose e fshatit, ku bashkohen rrugët kryesore dhe ku ndodhen ndërtesat kryesore shoqërore,shtetërore, kulturore etj. *Qendra e qytetit (e fshatit). Qendra e kooperati"ës. Banon në qendër. Shtëpia është larg nga qendra.*

4. Ndërmarrje, institution a një vend tjetër oie ndërtesat e me pajisjet përkatëse ose ndërtësë a dhotnë e veçantë, ku bëhet një punë a ku zhvillohet një ve-primtari e vazhdueshme. *Qendër sportive (turistike). Qendër pune (prodhimi). Qendër agjitacioni. Qendër e edukimit politik. Qendër zjarri. usht. Qendër votimi. Qendër banimi* vend banimi me ndërtesa të grumbullua-ra, qytet i vogël ose fshat. *Qendër pushimi. Qendër zëri (qendra e zërit)* dhomë me pajisje të posaçme në një ndërmarrje, në i-jë shkollë, në një shtëpi pu-shirr.i etj., që shërben për të dhënë njoi'time, lajme, muzikë etj. me anë të radios ose më të folur.

5. Pjesë me rëndësi e një vendi ose e një krahine, 7.ikonisht qytet, ku zhvillohet një veprimtari kryesore më e gjerë se në pjesët e tjera të vendit a të krahinës; qyteti a

shteti ku është përqendruar veprimtaria kryesore për një fushë të ca'.-.tuar. *Qendër "-ndustriale (buj-qësore, tregtare, ekonomike, kulturore). Qendër administrative. Shqipëria është qendra e studimeve al-banologjike.*
6. Vendi ku grumbullohet diçka nga të gjitha anët. *Qendër komunikacioni. Qendër grumbullimi.*
7. Organi ?. organet më të larta të udhëheqjes e të drejtimit të një veprimtr.rie shtetërore ose politike kundrejt organeve më të ulëta; qyteti ku ndodhen këto organe më të larta; *kund.* bazë. *Organet e qendrës. Shtypi i qendrës. Udhëzime nga qendra. la nisën do-kumentet qendrës. Njoftohet nga qendra. Kaloi nga qendra në bazë.*
8. Vatra kryesore e një dukurie ose veprimUrie; njeriu, sendi ose dukuria që zë vendin kryesor dhe që shërben si bosht, rreth të cilit vepron a vendoset gjith-çka tjetër. *Në qendër të romanit. Në qendër të vë-mendjes. Në qendër të politikës së Partisë. Vë heroin pozitiv në qendër të një vepre letrare.*
9. Vendi ku ndodhet dhe zhvillon veprimtarinë e përhershme një organ; vendi ku banon zakonisht një njeri, cak. *Qendër e përhershme (e përkohshme). E ka qendrën në kryeqytet. Njeri pa një qendër të cak-tuar. Zë një qendër.*
10. Pika ose vendi prej ku përhapet në të gjitha anët përreth një dukuri. *Qendra e rrezatimit (e për-hapjes, e ndikimit). Qendra e tërmetit.*
11. Pjesa që ndjek një vijë politike ndërmjet kra-hut të djathtë e krahut të majtë në parlamentet dhe në partite borgjeze. *Qendra parlamentare. Partite e qendrës. Politika e qendrës.*
12. *anat.* Grumbullim qelizash (nervore), të cilat së bashku drejtojnë një veprimtari të caktuar të or-ganizmit. *Qendra nervore. Qendra e frymëmarrjes. Qendra e gjumit.*
•*k* Qendra e gravitetit ana më e rëndësishme në një punë a veprimtari, që luan rolin kryesor dhe që kërkon vëmendje të veçantë.
QENDËRIKËS, ^E *mb. spec.* 1. Që largohet ose që synon të largohet prej qendrës drejt periferisë gjatë lëvizjes; *kund.* qendërsynues. *Force qendërikëse. Drej-tim qendërikës.*
2. Që punon duke shfrytëzuar forcën shtytëse nga qendra drejt periferisë. *Pompë qendërikëse. Ndarës qendërikës.*
QENDËRMBROJTËS,~I *m. sh.* ~>, ~IT *sport.*
Lojtari që luan kryesisht në qendër të mbrojtjes së skuadrës, mbrojtësi i qendrës. *Qendërmbrojtës i lire. Qendërmbrojtësi i skuadrës së futbollit.*
QENDËRSULMUES,~I *m. sh.* ^, -<IT *sport.* Lojtari që luan kryesisht në qendër të sulmit, sulmuesi i qendrës. *Qendërsulmuesi i tërhequr. Qendër sulmuesi i skuadrës.*
QENDËRSYNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Sy-nimi *pit* të shkuar drejt qendrës së diçkaje.
QENDËRSYNUES,~E *mb. spec.* Që afrohet ose që synon të afrohet nga periferia drejt qendrës gjatë lëvizjes; *kund.* qendërikës. *Force qendërsynuese. Lë~ vizje qendërsynuese.*
QENDËRZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QENDËRZOJ, QENDËR-
ZOHET. *Qendërzimi i plugut. Qendërzimi i telave.*
QENDËRZOHET *iek. ?ës. e* QENDËitZOJ.
QENDËRZOJ *kal.,* ~-OVA, ~UAR. 1. *tek.* Ven-dos një detal në mënyrë qS të rrotullohet rreth një boshti të përbashkët me një pjesë tjetër, vë një pa-jisje ose një vegël në mënyrë që ta ketë qendrën në drejtimin e kërkuar, sjell në qendër. *Qendërzoj detalin. Qendërzoj aparatin. Qendërzoj ujërat e instrumentit.*
2. Dërgoj drejt qendrës, sjell drejt një qendre.
QENDËRZCAR (i,e) *mb. tek.* Që është vendosur nd të njëjtën qendër me një pjesë a vegël tjetër, që është sjellë në të njëjtën qendër me diçka tjetër. *Majë shpuese e qendërzuar. Rreth i qendërzuar.*
QENDROR,~I *m.* 1. *hist., bised.* Organi udhëheqës i Partisë Komuniste Shqiptare gjatë Luftës Nacional-çlirimtare; ndërtesa ku ishte vendosur ky organ. *Udhëzimet e Qendrorit. Shokët e Qendrorit.*
*2. vjet.* Organi qendror drejtues i një administrate.
QENDROR,~E *mb.* 1. *gjeom.* Që ka të bëjë me qendrën, që i përket qendrës, i qendrës; që ndodhet në qendër. *Pike qendrore. Rreze qendrore. Largest qendrore. Kënd qendror* këndi ndërmjet dy rrezeve të një rrethi.
2. Që është në pjesën e mesit të një vendi, të një sendi a të një grumbulli, që ndodhet në qendër të diçkaje. *Pjesa qendrore. Krahinë qendrore. Evropa Qendrore. Sheshi qendror. Tribuna qendrore. Fronti qendror. Druri qendror. bot.* shkopi i bardhë që mbetet pasi t'i hiqet një dege lëvorja.
3. Që kryen veprimtarinë kryesore drejtuese e udhëheqëse, që është me kryesori në një sistem or-ganizmash, të cilat merren me një veprimtari. *Ko-miteti Qendror i PPSh. Pushteti qendror. Organet qendrore. Këshilli qendror. Adminislrata qendrore. Drejtoria qendrore. Shtabi qendror. Komisioni qendror.*
4. Që ka të bëjë me organet më të larta drejtuese të një veprimtarie shtetërore ose shoqërore, që buron, varet e drejtohet prej tyre. *Planifikimi qendror. Ga~ zeta qendrore. Shtypi qendror.*
5. *fig.* Që është me kryesori e me i rëndësishmi, që zë vatrën kryesore të një dukurie ose veprimtarie. *Temë (ide, figure) qendrore. Vend qendror. Rol qendror,*
6. *spec.* Që shërben si vatra kryesore për të plo-tësuar nevojat e një rrjeti ose për ta vënë atë në lë-vizje. *Ngrohje qendrore. Sistemi nervor qendror. fiziol.* truri dhe palca e kurrizit.
QENE,'-'IA . *sh.* ~E, ~ET *shar.* Vajzë a grua ckeqe, zemërligë dhe e pabesë. *Ç'ia punoi, ajo qenia!* QENË. *Pës. e* JAM.
'OENË,~T (të) *as.* 1. Gjendja sipas kuptimeve të foljës JAM. *Të qenët i kuptueshëm. Të qenët i pandry-shueshëm. Të qenët i palodhur.*
2. *shih* QENIE,~A i,₂.
QENËRl,~A . *përmb.* 1. Tërësia e qenve, qentë. *Ulërijnë qenëria.*
2. *shar.* Tërësia e njerëzve të këqij e të pabesë, tufë qensh.
3. *fig.* Punë e keqe dhe e ulët që i bëhet dikujt, poshtërsi.
QENËRISHT *ndajf.* 1. Në kushte shumë të këqija, shumë keq, jo si njeri, si qen. *Rron qenërisht.*
2. Me këmbëngulje e me ashpërsi të madhe; në mënyrë të rreptë e të përgjakshme, me tërbim. *Luftuan (qëndruan) qenërisht. E mbrojti qenërisht. Ngul këmbë qenërisht. E urren qenërisht.*
3. Në mënyrë të egër, të pabesë e të ulët, me vrazh-dësi dhe pa mëshirë. *Sillet qenërisht. E shfrytëzonte qenërisht.*
QENËSI,~A . *libr.* Thelbi që përcakton natyrën e diçkaje.
QENËSlSHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* 1. Që ka të bëjë me thelbin e një dukurie; që është me rëndësi themelore për

diçka; thelbësor. *Cilësi (tipare, dallime) të qenësishme. Element i qenësishëm. Ndryshime të qenësishme. E metë e qenësishme.*
*2. Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Dallojmë të qenësishmen nga ë paqenësishmja.*
QENËSISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë thelbësore; në thelb, në anën kryesore, më të rëndësishme. *Ndry-shon (dallohet) qenësisht. Tipare qenësisht të ndryshme.*
QENËSOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me thelbin e një dukurie, që prek thelbin, i qenësishëm, thelbësor. *Arsye (shkaqe, interesa) qenësore. Tipare (karakte-ristika) qenësore. Ndryshim (dallim) qenësor. Në mënyrë qenësore.*
QENËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lapër e vogël lëkure që shqitet anës thoit pa u këputur krejt.
2. Ashkël e vogël dhe e mprehtë, që hyn nën thua a në mish, spicë. *hyri një qenëz. E nxori qenëzën.*
QENGJ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. I vogli i deles pa mbushur vitin, shqerrë. *Qengj i bardhë (i zi, i larmë). Qengj pirës. Qengj i pjekur. Mish qengji. Lëkurë qengji. Tufë qengjash. Këputën qengjat nga delet. Fie si qengj. I urtë si qengj.*
2. *përd. mb. fig.* I butë e i urtë (kryesisht për fë-mijët). *E ka qengj djalin. Është bërë qengj* është bërë shumë i butë e i urtë, nuk i ndihet me zëri.
• Ujk me lëkurë qengji *shih tek* UJK,~U i. Ka veshur lëkurën e qengj it shtiret sikur është i butë e i urtë për të fshehur qëllimet e vërteta keqbërëse.
QENGJË,~A. *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Zgjua bletësh.
QENIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Gjendja e dikujt a e diçkaje, që është në realitet; prania e dikujt a e diçkaje në një vend, në rrethana të caktuara ose në një gjendje të pacaktuar; të qenët, ekzistencë. *Qenia në pushtet. Qenia në parti. Qenia e botës objek-the. Qenia e tij si punëtor. Qenia jonë këtu.*
2. *vet. nj. filo2.* Tërësia e sendeve dhe e dukurive, që ekzistojnë pavarësisht nga ndërgjegjja, bota objek-tive që ekziston pavarësisht nga ndërgjegjja; materia. *Qenia dhe ndërgjegjja. Qenia është parësore, ndërgjegjja është dytësore. Qenia shoqërore* jeta materials e shoqërisë, që përmbledh prodhimin e të mirave ma-teriale dhe marrëdhëniet materiale ndërmjet njerëzve në procesin e prodhimit e në jetën praktikc të shoqërisë, të pavarura nga ndërgjegjja shoqërore.
3. Gjithçka që është e gjalls dhe që lëviz, njeri ose kafshë që jeton. *Qenie e gjallë. Qenie e arsyeshnte. Qenie me vetëdije. Njeriu është qenia më e lartë. Njeriu si qenie shoqërore.*
4. Njeri i veçantë, me tiparet e me botën e tij; tërësia e vetive fizike e shpirtërore, që e bëjnë njeriun ta ndiejë veten si individ i veçantë me jetën e me botën e tij. *Qenie e dashur. Qenia më e afërt për të. E do me gjithë qenien e tij.*
QENISHT *ndajf. shih* QENËRISHT. *Punon qe-nisht. Sillet qenisht. la mori qenisht.*
QEN-UJK,~U *m. sh.* QEN-UJQ, QEN-UJQIT.
Qen me trup të madh e të fuqishëm, shumë i ngjashëm me ujkun, që mbahet për të ruajtur bagëtinë, për të gjurmuar keqbërësit etj.
QEP,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Sqepi i një shpendi. *Me qep të gjatë. I ra me qep.*
*2. fig. iron.* Goja e njeriut. *E hapi qepin. In çel qepi. Mbylle qepin!*
3. Lëfyt, çep. *lbrik me qep të gjatë.*
4. Maja e zgjatur dhe e mprehtë c një vegle. *ra me qepin e kazmës.*
5. Kep, majth për të gdhendur gurin e mullirit.
QEP *kal.,* ~A, ~UR. *1.* Bashkoj me pe, të shkuar në gjilpërë, anët e copave prej pëlhure, prej stofi, prej lëkure etj.; *kund.* shqep. *Qep këmishën (xhaketën). Qep astarin e palltos. Qep jorganin. Qep me dorë (me makinë). Qep me pe (me spango). Qep rrallë e rrallë. Mësoj (di) të qep. Makinë për të qepur.*
2. Bashkoj me pe, të shkuar në gjilpërë, një cope, një pjesë, një kopsë etj. te një rrobë a këpucë; *kund.* shqep. *Qep pullat (kopsat). I qepi një arnë. I qepi mëngën këmishës.*
3. Bëj rroba sipas masës. *Qepi një kostum me po-rosi. E qepi te rrobaqepësi,*
4. *mjek.* Bashkoj me pe, të shkuar në gjilpërë, dy buzët e një plage a të një të care në trup. *Qep plagën. la qepën buzën e çarë.*
5. Lidh së bashku me pe ose me tel të hollë fletë letre ose fashikuj të një libri. *Qep librin. Qep fletoren. Qep dokumentet.*
6. Shkoj në pe, bëj varg. *Sapenjë duhan qepën sot?*
7. *fig.* Puthit fort, bashkoj e shtrëngoj fort. *qepi buzët. M'i qepi gjumi sytë (qepallat).*
8. *fig. bised.* Kap, zë. *E qepi të ftohtët. Me qepi në shpatull. E qepi gjumi. E qepi në fjalë.*
9. *fig. thjeshtligj.* Thur, shkruaj, bëj. *Kishte qepur një poezi të bukur. Qepi një këngë.*
•*k* I qepi buzët a) e mbylli gojën e nuk foli me asnjë fjalë; b) vdiq. E qepi (e vulosi) gojën heshti, e mbylli gojën e nuk flet me asnjë fjalë. I qepi sytë a) i mbylli sytë; b) vdiq. la qepi sytë *dikujt a diçkaje* vështron me ngulm dike a diçka, ia nguli sytë dikujt adiçkaje. Qep e shqep zvarriset e s'mbarohet kurrë, hiq e mos e këput. la kanë qepur arnën *dikujt* i kanë vënë një njollë, e kanë vënë në shenjë për të kcq. Di të qepë me dyzet gjilpëra *shih ie* GJILPËRË, ~A. Qep një pëllëmbë e shqep një pash ndreq një pu-në të vogël e dëmton një të tnadhe, prish bucela e bën kënaçe.
QEPALLË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Pale e hollë lëkure me qime të shkurtra anës, që mbulon syrin për ta mbrojtur nga drita e forte dhe nga dëm-timi; kapaku i syrit. *Qepalla e poshtme (e sipërme). Me qepalla të fryra. Mbyll (hap, ul, rrah) qepallat. I dridheshin qepallat. I ka lotët në majë të qepallave* është gati të qajë. *rëndojnë qepallat. Vështroj (shikoj) nën qepalla dike* shikoj dike jo drejtpërdrejt në sy; shikoj nën vetulla.
• Nuk i dridhet (nuk i luan, nuk i lëviz) qepalla (qerpiku, syri, bebja e syrit) *shih te* SY,~RI.
QEPALLËPËRVESHUR *mb.* Që i ka qepallat të përveshura nga lart.
QEPALLËRËNDË *mb.* Që mezi zgjohet nga gjumi, që mezi i ha pen sytë, që e ka gjumin të rëndë; gjumë-rëndë.
QEPALLËTRASHË *mb.* Qepallërëndë.
QEPALLOR,~E *mb. anat.* Që ka të bëjë me qepallat, që u përket qepallave, i qepallave.
QEPAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gyp i vogël ose gotëz e mbushur me ujë dhe e mbyllur, që ka brenda një flluskë ajri, me anën e së cilës përcaktohet nëse është horizontal një rrafsh, një mur, një instrument etj. *Qepari i nivelit. Qepari i shënjestrës. Qepari i instrumentit. Flluska e qeparit. Shoh qeparin.*

QEPAZE *mb. bised.* 1. Që i ka plasur cipa, që nuk ka turp, i pacipë. *Qepaze burrë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Është një qepaze dhe asgjë tjetër.*
• U be qepaze u be me turp, e humbi emrin e mirë, s'i mbeti me nder.
E bëri qepaze e shau rëndë, nuk i la gjë pa thënë.
QEPEM *vetv.* 1. Kap me pe, të shkuar në gjilpërë, rrobat e mia aty ku janë grisur o ku kanë nevojë. *Qepem vetë. U qepën e u arnuan.*
*2. vet. veta III fig.* Puthitet fort, bashkohet e shtrën-gohet fort me diçka tjetër. *Iu qepën sytë për gjumë. Iu qep buza e nuk foli me.*
3. *fig.* Kapem fort pas dikujt a diçkaje e nuk shqi-tem, mbërthehem pas dikujt a diçkaje me duar e me këmbë. *lu qep pas trupit. U qep pas degës.*
4. *fig.* Përleshem, kacafytem me dike. *V qep keq me të. U qepën trup me trap.*
5. *fig.* Ngjitem lart në një vend a send shumë të pjerrët ose pingul me mundim e vështirësi; kacavarem me duar e me thonj për të dale në majë. *Iu qep malit përpjetë. Iu qepën shkëmbit (shpatit, kodrës). Ii- qep kullës. Iu qep kamionit.*
<*i. fig. bised.* I vihem pas dikujt e nuk i ndahem, e ndjek hap pas hapi; gjurmoj këmba-këmbës. *Iu qep hap pas hapi (këmba-këmbës). Iu qep pas armiqve. Iu qepën qentë.*
7. *fig. bised.* I kërkoj me ngulm diçka një tjetri e nuk i ndahem, e mërzit gjersa të me mbarojë një punë, i bëhem ferrë.
8. *fig.* I vihem me ngulm një pune a diçkaje tjetër, merrem me diçka pa iu ndarë. *është qepur punës. "T'u qepemi kodrave e maleve, t'i zbukurojmë e t'i bëjmë ato pjellore si edhe fushat"* (E. Hoxha). *Të rinjtë i janë qepur bujqësisë.*
*9. vet. veta III.* Me kap një sëmundje a diçka e keqe dhe nuk me ndahet ose me përsëritet here pas here. *është qepur gripi keq. I janë qepur fatkeqësitë.*
10. *Pës. e* QEP.
Iu qep me bukë në trastë (në torbë) *dikujt shih te* BUKË,~A. I është qepur mulla për shpine *shih te* MULLË,~A. Iu qep (iu ngjit, iu be) si pullë poste *dikujt shih te* POSTË,~A.
QEPEN,~I *m. sh.* ~A, ~AT. I. Kapak dërrase a hekuri ose fletë llamarine e valëzuar që shërben për të mbyllur nga jashtë dyert e dritaret e dyqaneve. *Qepen i hapur (i mbyllur). Qepenat e dyqanit. Qepeni i dritares (i derës). Ngre (ul, mbyll) qepenat.*
*2.* E hapur katrore në dysheme a në tavan, që mbyllet me një kapak dhe që shërben për të kaluar nga një kat në tjetrin; kapanxhë. *Qepeni i qilarit. Qepen me shkallë.*
QEPË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* 1. Bimë barishtore me kokë të nëndheshme prej shumë ffetësh të tulta, të mbledhura njëra mbi tjetrën, me rrënjë si tufë, me gjethe të gjelbra si bishta të hollë e të gjatë, të zbrazët brenda e të mbyllur në majë, që bën lule të vogla të mbledhura si çadër dhe fara shumë të imëta; koka dhe gjethet e kësaj bime me shije djegëse, që për-doren si ushqim. *Qepë e bardhë (e kuqe). Qepë të njoma (të thata). Qepë djegëse (e ëmbël). Qepë e tharë. Qepë të grira (të skuqura). Kokë (fletë) qepe. Fare qepe. Lëng qepe. Bishtat e qepës. Karabushi i qepës. Cipa e qepës. Barut qepe. bised.* farat e imëta të kësaj bime. *Varg me qepë. Mish me qepë. Sallatë me qepë. Mbjell (shkul) qepët. I vë plages c}epë e kripë.*
2. Pjesa e nëndheshme e disa bimëve, që ka trajtën e një koke të rrumbullakët e pak të zgjatur prej shumë fletësh të mbledhura njëra mbi tjetrën, qepore. *Qepa e zambakut. Shumëzohet me qepë.*
•*k* Cipë qepe diçka shumë e hollë, pothuajse e tej-dukshme. S'prishet dasma për një qepë (për një limon) . *u. shih te* DASMË,~A. Mos e prish jahninë për një qepë mos e prish gjithë punën e bërë për diçka të vogël, mos e prish një punë të rëndësishme për hiçgjë. Sikur qeni qepën të hajë! medoemos, me çdo kusht, patjetër, sido që të bëhet. Ngul Qepë e shkul hudhra bën një punë të padobishme, krejt të kotë, bën me shumë dëm sesa punë të vlefshme. Sofrën sbtroje edhe me bukë e qepë (e kripë) *shih te* SOFËR, ~RA.
*QEPË DETI bot.* Boçkë.
*QEPË GJARPRI bot.* Xhërrokull.
QEPËR,~RA . *kryes. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Se-
cili nga trarët e hollë e të gjatë që mbërthehen mbi gërshërëzat nga të dy anët e kulmarit të çatisë. *Qeprat e çatisë.*
2. Strumbullar mullari.
QEPËROHEM *vetv.* 1. Mbërthehem për fyti me dike, kacafytem.
2. *vet. veta III. Pës. e* QEPËROJ.
QEPËROJ *kal,* ~OVA, ~CAR. I vë qeprat çatisë. *E qepëroi shtëpinë.*QEPËROS *kal.,* ~A, ~UR. *shil.* QEPËROJ.
QEPËROSEM. *Pës. e* QEPËROS.
QËPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *vjet.* Rrobaqepës.
2. Punëtor që merret me qepjen e një pjese të cak-tiiar të një veshjeje ose të diçkaje tjetër. *Qep-'si i ntëngës. Qepësi i kopsave.*
QEPËS,~E *mb.* Që shërben për të qepur. *Gjil-j)ërë çepëse. Makinë qepëse.*
QEPËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* QEPËS, ~I.
QEPËSH,~E *mb.* Që ka majë të mprehtë (për veglat).
QEPËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot. shih* QEPORE, ~JA i.
QEPGJIR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Luge me bisht të gjatë, e cila e ka pjesën e kreut të rrafshët e me vrima dhe përdoret për të marrë diçka që skuqet në tigan a piqet në tepsi, për ëmbëlsirat, për t'i hequr shkumën gjellës etj.
2. E;ië gjysms e rrumbullakët dhe me vrima të vogla, që përdoret për të larë orizin ose diçka tjetër.
QSPJE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QEP, QEPEM. *Qepja e rrobave. Qepja e kopsave (e mëngës). Qepja e plages. Qepja e librave. Prerje e qepje. Reparti i qepjes. Makinë* >ëj *qepjen e këpucëve.*
2. Vendi i qepur me pe. *Ka dy qepje.*
QEPOHETvI *vetv. krahin.* Shpohem me gjemb a me diçka tjetër me majë.
QEPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAIl *krahin.* Godit me diçka që është me majë a me thep; qëlloj. *E qepoi me shkop.*
QEPOR,~E *mb. bot.* 1. Që e ka pjesën e nëndheshme në trajtën e një koke të rrumbullakët e pak të zgjatur si të qepës dhe prej shumë fletësh të mble-dhura njëra mbi tjetrën. *Bimë qepore. Perime qepore.*
2. *si em. f. vet. sh.* ~E, ~ET. Bims barishtorc si zambaku etj. që e kanë pjesën e nëndheshme si kokë qepe.
QEPORE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Pjesa e nëndheshme e disa bimëve barishtore, që ka trajtën e një koke të rrumbullakët e pak të zgjatur si të qepës •dhe prej shumë

fletësh të mbledhura njëra mbi tjetrën. *Qeporja e zambakut. Degëzat e qepores.*
QEPORE,~JA ii *sh.* ~E, ~ET. *shih* SMALT,
~Iji.
QEPSHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Luge e madhe prej metali me bisht të gjatë e me kokë gjysmë të rrumbullakët, që përdoret për të përzier gjellën dhe për ta ndarë nëpër pjata; sasia e gjellës që' nxë kjo luge; garuzhdë, luhare. *Qepshe e madhe. Qepshe alumini. Ndaj me qepshe. I shtie dy qepshe.*
2. Dru i përkulur në trajtë gjysmëharku, që vihet ne pjesën e përparme të shtizës së qerres për ta lidhur me zgjedhën. *Qepshja e qerres.*
QEPCJKË ~A . *sh.* ~A ~AT *bot.* 1. Qepë e vogël që rritet nga fara dhe që përdoret për t'u mbjellë ose për ushqim. *Qepujka të regjura. Ngastër me qe-pujka.*
2. Qepore e vogël e disa bimëve barishtore. *Bimë me qepujka.*
QEPULE ~JA. *sh.* ~E, ~ET. *shih* QEPUJKË, ~AL
QEPUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Vija që formohet aty ku kalon peri kur qepen anët e copave prej pëlhure a prej lëkure. *E qepura e supit. Të qepurat e thasëve. Të qepurat e këpucëve.*
*2. mjek.* Vendi ku janë bashkuar me pe buzët e një plage a të një të care në trup. *E qepura e plages.*
3. Diçka që është duke u qepur me dorë a që ka mbaruar së qepuri, *E la të qepurën mbi tryezë.*
*4.* Vendi i qepur me pe.
QEPUR (i,e) *mb.* 1. Që është prerë e qepur dhe është i ga;shëm për ta veshur (për veshjet e sipërme që shiten në treg). *Fustan i qepur. Xhaketë e qepur. Bleu një kostum të qepur.*
2- *fig.* Që ësh,Ië puthitur a mbyllur fort. *Me gojë të qepur* pa folur asnji; fjalë, me gojë mbyllur. I qepur me pe të bartihë *shih te* PE,~RI.
QER,~i *m. sh.* ~E,~ET. Dërrasë e madhe, e rrumbullakët dhe e lëmuar,:nbi të cilën tëhollin petët e lakrorit a të byrekut etj., palare. *Hollojnë petët në qer,*
QEKAMIDHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tjëgull.
QEA'.AMIKË,~A . 1. Deltinë e mbrujtur, prej se cilës bëhen sende të ndryshme, që piqen në furrë për t'n ngurtësuar; dhe i pjekur. *Enë (gypa, pllaka) qe-ramike.*
2. *përmb.* Enë, tjegulla, sende zbukurimi etj., të bëra prej deltine të mbrujtur e të pjekur në furrë. *Qeramikë e zakonshme* tulla, tjegulla etj. *Qeramikë e hollë* sende prej porcelani. *Qeramikë artistike. Qeramikë e pikturuar. Punimi i qeramikës. Bojë qeramikë,*
QERAS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Gostit dike me pijc, me ëmbëlsira a me diçka tjetër kur vjen si mik në shtëpi. *Qeras mysaflrët. I qerasi nusja. I qerasi me Ho-kume.*
2. Paguaj për dike që të pijc e të hajë diçka në nje lokal. *E qerasi me birrë. E ka radhën të qerasë.*
QERASEM *vetv.* 1. Marr diçka për të pirë a për të ngrëne kur me gostitin si rruk. 2. *Pës. e* QERAS.
QERISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QERAS, QERASEM. *Qerasja e miqve.*
QERBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dhi e zezë me faqe të kuqe.
QERE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Sëmundje ngjitëse e lëkurës së kokës, që shkaktohet prej disa kërpudhash shumë të imëta dhe që shfaqet me plage të cjelbëzuara, nga të cilat bien ftokët dhe lëkura bëhet luspa-luspa; qerosë. *Bari i qeres. Ka qeren, I ka rënë (e ka zënë) qerja.*
2. *tall.* LëJ-.ura e kokës pasi bien flokët, tulla. *Kruan qeren. I shkëlqen qerja.*
+ Qerja e këmbëve *mjek.* sëmundje e lëkurës së këmbëve, që shfaqet me flluska me ujë, si-domos midis gishtërinjve. Qerja e thonjve *mjek.* sëmundje e thonjve të duarve dhe të këmbëve, nga e cila ata trashen, çngjyrosen dhe thyhen.QEREÇ,~I *m.* 1. Llaç me gëlqere, që bëhet shumë i forte. *Mur me qereç. hhte bërë i forte si qereç.*
2. Mur i ndërtuar me gurë e me llaç gëlqereje. *Shtëpitë* i *kishin me qereç.*
3. *krahin.* Gëlqere. *Gurë qereçi. E lyejnë shtëpinë me qereç.*
QERESTE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Lëndë druri e prerë (trarë, dërrasa etj.), që përdoret në ndërtim. *Qereste ahu (pishe). Presin (bëjnë) qereste. Grumbu-Huan qerestenë.*
QERËSE,~JA. *sh.* ~3, ~ET. Tokë e lënë djerr; tokë pa bimë, e zhveshur.
• Një "•:ëml;ë në qerëse, një n:J ugar kërkon të për-fitojënga tëdyanët; një dorë në revani, një në bak-llava.
QERM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *t.* Buza pak e ngritut anës arës, që e ndan atënga një are tjetër, ledh;rrip toke i papunuar rreth një are; qenar. *Qermi I arës. I bie qermit e jo mesit lë arës.*
2. Pjesa pak më e ngritur e vatrës nga ana e oxhakut, ku mbështeten drutë e zjarrit. *Qermi i vatrës.*
3. Rrethi i ngritur mbi tokë në grykën e pusit. *Iu afrua qermit të pusit.*
QEROS,~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që fca sëmundjen e qeres në kokë dhe që i kanë rënë flokët prej saj.
2. *shar.* Njeri të cilit i kanë rënë krejt flokët, tullac.
3. *folk.* Figure e përrallave popullore, që paraqitet si një djalë me sëmundjen e qeres por i zgjuar e dinak. *Qosja dhe qe:osi. Përralla e qerosit.*
*4.* Kalli misri me kokrra shumë të rralla. *Qerosit ua japin bagëtive.*
• Te koka e (jcrosit të gjithë bëhen berberë ;'. *u.* thuhet kur një punë është fare e lehtë e mund ta bëjë kushdo pa asnjë vështirësi.
QEROS,~E *mb.* 1. Që ka sëmundjen e qeres në kokë dhe që i kanë rënë flokët prej saj. *Djalë qeros. Vajzë qerose.*
2. *shar.* Tullac.
3. Që i ka kokrrat shumë të rralla (për kallirin e misrit). *Miser qeros.*
• Hem qeros, hem qibar (fodull) ka kërkesa të më-dha, megjithëse mundësitë e aftësitë i ka të pakta-
QEROSEM *vet\>.,* ~A (u), ~UR. Me zë sëmundja e qeres dhe me bien flokët prej saj.
QEROSË,~A . Sëmundja e qeres, qere. *E zuri qerosa. Ka qerosën.*
QER?I,~A . *sh.* ~, ~TË. Plumbçi i muratorit.
QERPIÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Tullë prej balte e tharë në diell dhe jo e pjekur në furrë; plithar. *Mur qerpiçi. Shtëpi me qerpiç. Bëjnë (presin) qerpiçë.*
QERPIK,~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. Qime të vogla e të rralla, të radhitura buzë kapakëve të syve. *Qerpikët e sipërm (e poshtëm). Me qerpikë të gjatë (të shkurtër). Përpëlit (rreh) qerpikët.*
*k* Sa rreh qerpiku shumë shpejt, sa çel e mbyll sytë. Nuk i dridhet (nuk i luan) qerpiku (qepalla, syri, bebja e syrit) *shih te* SY,~RI. S'ka kohë as të rrahë qerpikët *shih te* RRAH.
QERSHI,~A . *sh.* ~, ~TË *bot.* Dru frutor me gjethe vezake të dhëmbëzuara, me lule të bardha të

BTumbulluara tufë, që bën kokrra të kuqe a të verdha, të ëmbla e me bërthamë në mes, të cilat piqen në fillim të verës; kokrrat e kësaj peme që përdoren për të ngrënë a për reçel. *Qershi e butë (e egër). Qershi be-lica. Qershi gurje (krapje). Kokrra qershie. Bishtat e qershive. Lëng (reçel) qershie. Druri i qershisë. Vjel qershitë.*
• Fshesa e qershisë *bujq. shih te* FSHESË, ~-A.
*QERSHI TOKE bot.* Qershigël.
QERSKIGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *bot.* Shkurre e ulët me shumë degë, me gjethe të vogla e të dhëmbëzuara, me lule të blerta ose në ngjyrë trën-dafili të zbehtë, që bën kokrra të vogla e të rrumbu-llakëta në ngjyrë vishnje të errët, me shije të ëmbël e pak të athët; kokrrat e kësaj bime, që hahen ose përdoren për reçel etj.; qershi toke, qershizë e egër, trush mali, thrashegër. *Kokrra qershigle. Lëng qershigle. Reçel qershigle.*
QERSHfZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Qershigël.
QERSHOR,~I *m.* Muaji i gjashtë i vltit, që vjen pas ma jit. *Muaji i qershorit. Ditë qer short. Në fillim (në ië dale) të qershorit. Një Qershori* festa e fëmijëve.
QERSHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj molle me kokërr mesatare e me cipë të gjelbër, që piqet në qershor.
QERTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Qer i vogël, i bërë prej një dërrase të vetme, që shërben për të holluar petë me përmasa të vogla, për t'u dhënë formën ku-leçve, për të prerë bukën etj.
QERTHULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Vegël e Lire me shkopinj a me dërrasa të holla, të mbër-thyera në dy rrathë me një bosht pingul në mes, që përdoret për të vënë shkulin e fillit, kur e mbledhim a kur e bëjmë lëmsh dhe që zakonisht lidhet me çikri-kun; shtjellës.
2. Lloj koshi i bërë prej dy rrathësh (i sipërmi me i vogël dhe i poshtmi me i gjerë), të mbërthyer me dërrasa të holla anash e zakonisht me rrota të vogla posh-të, në të cilin futet fëmija i vo?ël për të mësuar të qëndrojë në këmbë e të ecë; rrethore. *E vë fëmijën në qerthull. Ecën me qerthull.*
3. Vija a vendi përreth diçkaje, qark, rreth. *Iu afruan qerthullit të zjarrit. Bënë një qerthull të ngushtë rreth shokut.*
*4. vjet.* Rreth, grup. *Pjesëmarrës i qerthullit marksist. Anëtar i qerthullit komunist.*
5. *fig.* Varg ngjarjesh, veprimesh a dukurish, që për-bëjnë një rreth të plotë. *Endi një qerthull legjendash. Tregoi një qerthull veprash trimërie.*
*6. fig.* Vorbull, shtjellë ngjarjesh. *Qerthull politik (ekonomik).*
7. *bot.* Pjesët e bimës, që rriten rreth e rrotull kër-cellit u trungut kryesor.
QERTHULLAK,~E *mb. bot. shih* QERTHULLOR,
~E.
QERTHULLlM,~I *m.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve QERTHULLOJ, QERTHULLO-HEM.
2. *vjet.* Qarkullim. *Qerthullimi i gjakut.*
QERTHULLOHEM *vetv.* 1. *vet. veto HI.* Vjen rrotull, rrotullohet. *qerthullohet mendja.*2. *Pës. e* QERTHULLOJ.
QERTHULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zë vend rreth e rrotull dikujt a diçkaje, i rri rreth e rrotull, qarkoj. *E qerthulluam zjarrin.*
*2.* Rrethoj një vend a një kundërshtar. *E qerthu-lluan pyllin. E qerthulluan shtëpinë.*
3. Thur rreth e rrotull me gardh a me mur; vë rreth. *Qerthulloi fuçinë.*
4. *fig.* Rrotulloj. *qerthulloi sytë.*
(JERTHULLOR,~E *mb. bot.* Që është vendosur përreth kërcellit ose trungut kryesor. *Gjethe (degë) qerthullore.*
QERRATA,~AI *m. sh.* ~ENJ, ~ENJTË *bised.* 1. Njeri i zgjuar e i shkathët, por zakonisht dredharak e tinëzar. *Të folur që bën, qerratai[1]. I ditka të gjitha qerratai! Ia doli në krye, qerratai. Është qerrata i ntadh.*
2. *përk.* Fëmijë i zgjuar e i gjallë, por pak i prapë-*Ejct këtu, o qerrata i babait. Ha vetë, qerratai.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Qerrata djalë. Qerrata bari që ishte.*
4. *përd. mb.* Që të sjell shqetësime e ngatërresa, që të nxjerr kokëçarje; i keq. *Qerrata botë. Qerrata erë. Qerrata moshë. Qerrata duhan.*
QERRATALLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* Vef)rim i shkathët, por dredharak e tinëzar; qëndrim prej qerratai; dinakëri, djallëzi. *E bën (e ka) me qe-rratallëk. E shikonte (i foli) me qerratallëk.*
QERRE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. I. Mjet për të mbar-tur zakonisht prodhime bujqësore, lëndë ndërtimi etji, i përbërë nga një shtrat i gjerë me ose pa drurë anash, me dy a me katër rrota druri, që tër-hiqet me qe, me buaj a me kuaj. *Qerre e madhe (e vogël). Qerre me bar (me thasë, me gurë, me rërë, me\ pleh). Boshti i qerres. Rrotat e qerres. Rrugë qe' rresh* rrugë e pashtruar. *Punishtja e qerreve. Hipi në \qerre. Zbriti nga qerrja. Ngarkoj (shkarkoj) qerren. Mbreh qetë në qerre.*
2- *fig. (përdoret me nyjën joshquese* njëj. Shumicë, numër i madh njerëzish, sendesh etj. *Ka një qerre fëmijë. Kishte një qerre punë. Bëri një qerre fjalë me dike.*
• E ka qerre *me t ë* shkon shumë mirë me dike, e ka shumë mirë me të, e ka grurë me të. Shkojnë pas qerres *së dikujt* flidhen pas qerres *së dikujt,* ndjekin pas qerren *e dikujt)* veprojnë sipas dëshirave a porosive të dikujt; lidhen pas in-teresave të rrethit a të grupit të dikujt. Kapardiset si (jeni në qerre *shih te* QEN,~I. Ka mbetur si qeni në qerre *shih te* QEN,~I. Iu thye qerrja në derë (te dera) fitoi diçka papritur, përfitoi rastësisht, pa punë e pa mundim; i vajti e mira në derë. I erdhi lepuri në qerre *dikujt shih te* LEPUR,~I. E zë (e kap) lepurin (dhelprën) me qerre *di k u s h* vepron pa u ngutur për të kryer një punë të vështirë, po është i sigurt se ia del mbanë. I zuri qerrja (rrota, rrasa) bisbtin *shih te* BISHT,~I. Sa të qajnë qetë, qan qerrja *shih te* KA,~U. Qerre dore *vjet.* karrocë dore. Qerrja e Madhe *astr.* Arusha e Madhe. Qerr-j a e Vogël *astr.* Arusha e Vogël.
QERREPUNCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mjeshtër që I bën e ndreq qerre. *Qerrepunuesit e kooperativës. Reparti i qerrepunuesve.*
QERREXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~ NJTË. *shihQERR-*TAR,~I.
QERRTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që punon me qerre për të mbajtur diçka. 2. *vjet.* Qerrepunues.
QES *kal.,* QITA, QITUR. *shih* QIT. QESAR,~I *m. vjet.* 1. Gjynah. 2. Mallkim, nëmë.
QESAT,~I *m. vjet., bised.* Gjendje e përgjithshme ekoiiomike e rëndë, me amulli të theksuar të prodhimit e të tregtisë dhe me papunësi; krizë; mungesë ush-qimesh e mallrash të tjera, kohë zie. *Në kohë të qesatit.*
QESAT (QESAS) *kal.,* ~<A, ~JUR *vjet.* Shkadhis, kij. *Qesat hardhinë.*

QESE,~JA . *sh.* ~>E, ~ET. I. Cope pëlhure, lëkure, letre etj. me përmasa të ndryshme, e palosur me dysh, e ngjitur a e qepur nga tri anë dhe e hapur ne grykë, që zakonisht përdoret për të futur ushqime e sende të tjera që janë si pluhur a në trajtë kokrrash. *Qese e vogël (e madhe). Qese letre (pëlhure, lëkure, najloni). Qese duhani. Qese baruti. Qese me miell (me sheqer, me fasule).*
2. Trastë e vogël prej pëlhure a prej lëkure për të mbajtut të hollat; kuletë. *Qesja e të holtave. E ka qesen plot (bosh). E mbushi qesen* fitoi shumë të holla.
3. *fig. bised.* Të hollat ose të ardhurat e një njeriu a të një familjeje; gjendja e pasurisë në të holla e dikujt ose aftësia e tij për të paguar; kuletë. *Mban qesen e shtëpisë. Ia kanë lënë atij qesen. I mban qesja* i përballon shpenzimet, ka të holla. *Mbahet me qesen e tjetrit* jeton më të ardhurat e një tjetri, jeton në kurriz të dikujt. *E kanë bashkë qesen. Sipas qeses* sipas të ardhurave që ka. *Shih qesen tënde!* shih llo-garinë tënde.
4. *vjet.* Shumë të hollash afër 500 grosh. *E bleu dy qese. I dha një qese.*
5. *anat.* Fshikëz që mban një lëng të organizmit. *Qesja e ujit (të hollë). Qesja e lotëve. Qesja e tëmthit.*
*6.* Cope e leshtë, e palosur dhe e qepur si dorashkë, që shërben për të fërkuar trupin me sapun kur lahemi; shparcë. *Qese leshi.*
•*k* E lidhi qesen *shih te* LIDH. E shkundi qesen.iii *te* SHKUND. E zgjidhi (e hapi) qesen (kuletën, trastën) *shih te* ZGJIDH. Nuk me hyn në qese (në trastë, në kut) *diçka shih te* HYJ. I ka fryrë murrani në qese *shih te* MURRAN,~I. E kishte qesen të nxehtë (të ngrohtë) kishte mjaft para, e kishte xhepin plot. Të var në qese të dufianit ka aftësi të veçantë për t'i vënë të tjerët në lojë, të tall në mënyrë të hollë.
QESELIDHUR *mb.* Që është shumë i kursyer, që nuk nxjerr para nga xhepi; dorështrënguar, koprrac; *kund.* qeseshpuar.
QESEMADH,~E *mb.* 1. Që ka mjaft para e të ar-dhura, i pasur. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
QESEMER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dare e vogël që e përdorin zakonisht oréndreqësit dhe argjendarët.
QESER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Sqepar. *Bishti i qeserit. Gdhend me qeser. 2.* Çapë. *Prashit lulet me qeser.*
QESESHPUAR *mb.* 1. Që shpenzon pa kursyer e pa rregull, që nuk i qëndron paraja në xhep, dorë-lirë, dorëlëshuar, xhepshpuar; *kund.* qeselidhur.2. Që nuk ka fare para në xhep, që e ka xhepin bosh, që nuk ka gjë pas shpirtit.
QESËNDI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Qëndrim tallës që shprehet me fjalë thumbuese, shpoti; ironi. *Foli (qeshi, u përgjigj) me qesëndi. E vëshlroi me qe-sëndi.*
2. *kryes. sh.* Fjalë për të vënë në lojë dike, tallje e hollë.
QESËNDIS *kal.* dhe *jokal.,* ~A, ~UR. Tallem hollë me dike, e vë në lojë me fjalë thumbuese, i flas me shpoti. *Qesëndiste më të gjithë.*
QESËNDISEM *vetv.* 1. *shih* QESËNDIS. *Mos u qesëndis me të!* 2. *Pës. e* QESËNDIS.
QESËNDISËS,~E *mb.* Që synon të vërë në lojë dike; që bëhet me qesëndi; tallës.
QESËNDISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi si-pas kuptimeve të foljeve QESËNDIS, QESËNDISEM. 2. Qesëndi.
QESIM,~I *m.* 1. *vjet.* Marrëveshje midis dy palëve, sipas së cilës dikush merr përsipër të bëjë një punë me një cmim të prerë dhe në një afat të caktuar, pa-varësisht nga ndryshimet për shpenzimet që mund të dalin gjatë zbatimit të marrëveshjes.
2. *përd. ndajf. vjet.* Pa e peshuar ose pa e matur, duke i caktuar një çmim të përgjithshëm mallit (për mënyrën e shitjes e të blerjes). *E dha qesim. E bleu qesim. E mori qesim.*
3. *përd. ndajf. fig.* Pa e menduar a pa e peshuar mirë, në tym, kuturu. *Flet qesim. I bën punët qesim.*
QESKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Qese e vogël. *Qeskë letre (najloni).*
2. *anat., biol.* Fshikëz e vogël e mbushur me një lëng ose me një lëndë tjetër tek organizmat e gjallë. *Qeska e lotit. Qeska e ujit. Qeska e mjaltit (te bletët). Qeska e polenit (te bimët).*
QESQIN,~E *mb. bised., vjet.* 1. I rnprehtë e i shkathët, i gjallë e i zhdërvjellët. *Djalë qesqin. Vajzë qesqine.*
2. Që vishet pastër e me shije të hollë, shumë i kujdesshëm në të veshur.
QESTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Vegël muzikore me tela, që i ngjan lirës.
QESH *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Nxjerr një zë të ndër-prerë, duke e lëshuar pjesë-pjesë ajrin nga gryka dhe duke lëvizur gojën e muskujt e fytyrës për të shprehur gëzim, kënaqësi ose ndjenja të tjera të ngjashme; *kund.* qaj. *Qesh fort (me të madhe). Qesh me zë (pa zë). Qesh me gjithë zemër. Qesh me lot. Qesh kot (pa shkak). Qesh e bot. bised.* qesh pa pushuar, pa ndër-prerje. *Qesh e qan. Qesh si i marrë. Qesh vesh me vesh (buzë me buzë). E bëri të qeshte. I vjen për të qeshur.*
2. *vet. veto III.* Merr një pamje që tregon se dikush është i gëzuar, ndrit nga gëzimi; shpreh gëzimin e madh që ka dikush. *qesh fytyra. I qeshin sytë. I qesh nuri.*
3. Flas ose bej diçka me shaka, nuk e marr a nuk e bëj me gjithë mend. *Qesh ai, nuk e ka me gjithë mend. E bën sa për të qeshur.*
*4.* edhe *ka!.* Tall dike, vë në lojë; përqesh. *Qeshin bot a me të. E qeshin të gjithë. Mos qesh me të!*
6. *vet. vet a HI fig.* Ka një pamje të ndritshme e të bukur që të gëzon, ndrit nga pastërtia, nga ngjyrat e hijshme etj. *Qesh natyra. Qesh fusha. Qesh tërë Shqipëria. Qesh tërë shtëpia. Qesh drita* zbardhëllon.
6. *vet. veta III.* Me shkon mbarë a me prin, me pret një e mirë, një fitore etj.; buzëqesh. *Kujt do t'i qeshë fitorja përfundimtare? I qeshi fati.*
7. *kal. bised.* Gënjej, mashtroj, nuk tregohem i çiltër me dike. *Një here me qeshi. Ka qeshur dynjanë. E qeshi mendja* e gënjeu mendja, u gënjye.
• As qan, as qesh *shih te* QAJ. S'i qesh buza (fytyra) eshtë i ngrysur, i zymtë, nursëz. Qesh nën hundë (nën mustaqe) *shih te* HUNDË,~A. Qesh e ngjesh e qorton, e shan dike ose i bën diçka të keqe tjetrit duke e paraqitur si me shaka. Qesh, se s'qan dot *shih te* QAJ. I qesh zemra është i gëzuar. për të qeshur e për të qarë diçka që është njëkohësisht edhe e rëndë, edhe komike. I fundit o qesh o qan *fj.u.shih te* QAJ. I qeshi shtegu i ballit *shih te* SHTEG,~U. Qesh edhe me ujin e kulluar nuk pëlqen asgjë, po vetëm kritikon, nuk i duket e mirë asgjë, s'kënaqet kurrë. Qesh me zemër e jo me buzë nuk qesh sa për sy e faqe, por qesh me gjithë zemër, gëzohet më të vërtetë. Qesh me sy e qan me zemër *shih te* QAJ. Në atë shtëpi qeshin edhe trarët është familje e gëzuar, e lumtur

dhe shumë mik-pritëse. Në atë shtëpi nuk qesb as vera është familje e rëndë e jo mikpritëse.

QESHARAK,~Ë *mb.* 1. Që të bën të qeshësh. *Ngjarje qesharake. Fjalë qesharake. Lodër qesharake.*

2. Që të bën të tallesh me të, që është për t'u tallur; që nuk është serioz. *Fjalim qesharak. Në mënyrë qesharake. Në pozitë qesharake. U be qesharak para të tjerëve. Duket qesharak.*

3. Që është fare i vogël si sasi, i papërfillshëm. *Shumë (pagesë) qesharake.*

QESHARAKE,~JA . *libr.* Diçka që është për të qeshur ose që të bën të qeshësh; ana qesharak? në një vep5r artistike.

QESHEM *vetv.* 1. *shih* QESH i-6. *Qeshet me zë të lartë. I qeshej fytyra.* 2. *pavet.* Me vjen të qesh. *S"më qeshet.*

QESHË.Ir. *e thj.* e JAM.

CESHËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Hartosë, pullazinc.

QESHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QESH, QESHEM.

2. Zëri që dëgjohet kur qesh dikush, e qeshur. *U dëgjuan qeshje.*

QESHQEK,~U *m. gjell.* Grurë i rrahur, i zier za-konisht me copa të vogla mishi dhe i përvëluar me gjalpë. *Qeshqek me gjalpë. Grurë qeshqeku.*

QESHUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Zëri i ndërprerë që dëgjohet kur qesh dikush. *Të qeshurat e fëmijëve. Të qeshura në sallë. U dëgjua një e qeshur. Shpërthyen të qeshurat.*

*2. shih* QESHUR,~IT (të) i. *E qeshur ga2inore (e përzemërt, e shkujdesur). E qeshur e thatë.*

3. *vet. sh.* Tallje. *Filluan nga të qeshurat. U ruhet të qeshurave të botës.*

QESHUR,~IT (të) *as.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QESH, QESHEM. *Të qeshurit me zë (pa zë). Të qeshur me pahir (me zor). la dha (ia krisi, ia shkrepi) të qeshurit.*2. Shaka; tallje. *E tha më të qeshur. E mori më të qeshur. E nisën më të qeshur. Nuk e kam më të qeshur.*

•*k\ më të* qesliur e më të ngjeshur duke e pai-aqitur diçka si me shaka, por në të vërtetë duke e qortuar e share dike ose duke i bërë një të keqe.

QESHUR (i,e) *mb.* 1. Gjkhnjë i gëzuar, i çelur në fytyrë, i dashur e gojëmbël më të tjerët. *Fëmijë i qeshur. Është i qeshur.*

2.j Që tregon se dikush është i gëzuar, që ndrit nga gëzimi. *Me fytyrë (me buzë, me sy) të qeshur.*

3.j *fig.* Që ka një pamje të ndritshme e të bukur, e cilajtë gëzon; që ndrit nga pastërtia, nga ngjyrat e hijshme etj. *Diell i qeshur. Det i qeshur. Ditë e qeshur. Mëngjes i qeshur. Male të qeshur a. Dhomë (shtëpi) e qeshur.*

4- *fig-* Që premton mbarësi, përparira a lumturi. *Fat \i qeshur.*

5. E hapët, e çelur:dlw e udritshme (për ngjyrat). *Ngjyrë e qeshur.*

QESHURI,~A . Diçka që të habit dhe që është pak qesharake.

QETAR ~"I *m. sh.* <-'Ë, ~ËT. Bujku që nget qeta
për të lëruar.

QPTAS *ndajf.* 1. Pa u ndier, me qetësi, pa bërë zhur-më t)se pa bërtitur. *Buzëqeshi qetas. Pyeti qetas. la ktheu qetas.*

2. Fshehurazi dhe pa u ndier, tinëz. *Iu afrua qetas.*

QËTAZI *ndajf.* Qetas.

QETE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin. shih* MACE, ~JA.

QJETEM *Vetv.,* ~A (u), ~UR. *shih* QETËSOHEM.

QËTË,~>A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkëmb i pjerrët me inajë të mprehtë e me thepa. *Qeta e Arushës. Në maji të një qete. Iu ngjit një qete.*

*2.* Faqe e një shkëmbi të pjerrët; rrip i ngushtë toke në faqe të një shkëmbi të pjerrët. *Kullot dhitë qetave.*

QËTË (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka dallgë (për detin, li-<ienin), që rrjedh shtruar e pa zhu;më (për lumin); që nuk ka erë (për motin, kohën). *Det (liqen) i qete. Lumë i qetë. Ujëra të qeta. Ditë e qetë. Mbrëmje e qetë.*

2. Që nuk ka shumë lëvizje dhe zhurmë njerëzish a mjetesh; *kund.* i zhurmshëm. *Rrugë e qetë. Qytet i qetë: Vend i qetë. Shtëpi e qetë. Në një kënd të qetë.*

3. | Që bëhet a që zhvillohet pa shqetësime a pa te-lashe, që nuk shoqërohet me çrregullime e ngatërresa ose me ngjarje të papslqyera; që nuk e ngacmon a nuk e shqetëson diçka, që ka qetësi shpirtërore. *Gjendje e qetë. Jetë e qetë. Ditë të qeta. Udhëtim i qetë. Bëj gjumf të qetë. Kërkon një punë të qetë. Rri i qetë. E karri shpirtin të qetë. E ndiej veten të qetë. E kam ndër-gjegjen të qetë* nuk me bren ndërgjegjja. *Nuk e lë të qetë dike* e shqetëson, i bie me qafë. *Jam i qetë për të* nuk shqetësohem për të, jam i sigurt për të.

4. Që bëhet ngadalë, pa u ngutur e pa zhurmë. *Ecje e qetë. Lojë e qetë. Me hapa të qetë. Frymëmarrje e qetë.*

5. !Që është i urtë, i përmbajtur dhe jo shumë i lë-vizshëm nga natyra, që nuk i ndihet zëri ose që nuk merr zjarr menjëherë, i shtruar; që është tipar i një njeriu të till©. *Fëmijë i qetë. Njen (tip) i qetë. Kale i qetë. Vështrim i qetë. Me pamje të qetë. Me zë (ton) të qetë.*

6. Që është e këndshme për syrin, që nuk të shqetëson, që nuk ta vret syrin; jo e forte, e ëmbël (për ngjyrat). *Ngjyra të qeta.*

• Natyrë e qetë *art. shih te* NATYRË,oA.

QETË *ndajf.* 1. Pa zhurmë, me lëvizje të ngadaltë e të shtruar. *Rrjedh qetë. Rreth e rrotull ishte qetë.*

2. Ngadalë, pa >: ngutur e pa rrëmujë, shtruar; me qetësi. *Flet qetë. Ecën qetë. E merr punën qetë.*

3. Pa ndcnjë shqetësim a diçka që ta ngacmojë, në prehje. *Rri qetë. Fie qetë.*

QETË-QETË *ndajf.* 1. Pa u nxituar, fare ngadalë, pa u ngutur asp^k, jo me rrëmbim. *Ecte qetë-qetë. Fluturon qetë-qetë. Erdhi qetë-qetë. E bëri qetë-qetë. Ha qetë-qetë. E piu qetë-qetë. U ngrit qetë-qetë.*

*2.* Në qetësi të plotë; pa asnjë shqetësim; pa u trazuar fare, pa e prishur qetësinë e vet. *Fie qetë-qetë. Ishte shtrirë qetë-qetë. •"? priti qetë-qetë.*

3. Me zë të ulët e shtr:iar. *Fliste qetë-qetë. E pyeti (iupërgjigj) qetë-qetë.*

4. Fshehurazi e pa u ndier fare, tinëzisht. *la afrua qetë-qetë. U futën brenda qetë-qetë. E mori qetë-qetë.*

Qi;TËS,~'E *mb. keq.* 1. Që vepron pa u ndier e nën rrogoz, që është fsheharak e i pabesë, që është thëngjill i mbuluai', iinëzar. *Njeri qeiës. Grua qetëse.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

QETËSI,~A. 1. Mungesë e zhurmës ose e lëvizjes me zhurmë; heshtje. *Qetësi e plotë (e thellë). Qetësi varri. Qetësia e mbrëmjes. S.i në qetësi. Prish (vendos) qetësinë. Mbani qetësi! Përreth (jashtë) ishte qetësi. Në sallë u be qetësi.*

*2.* Gjendje e përkohshme e materies, kur ndërpritet lëvizja, mungesë e përkohshme e lëvizjes. *Qetësia është relative. Nu's ka qetësi absolute.*

3. Gjendje kur nuk ka çrregullime, turbullira, për-leshje e rreziqe; mungesë e një veprimtarie të gjallë ose e ngjarjeve me rëndësi. *Qstësi e përkohshme (e rreme). Qetësi në front. Periudhë qetësie. Prishësit e qetësisë. Vendosën rendin e qetësisë. Mbretëron qetësia.*
*4.* Gjendje e njeriut që pushon i qetë e pa ngacmime ose pa punë e veprimtari tjetër; prehje; jetë e qetë. *Rri (prehet) në qetësi. I prishi qetësinë dikujt* e shqetësoi. *sëmuri ka neVojë për qetësi. Nuk e prish qetësinë e vet.*
*5.* Gjendje shpirtërore pa shqetësime, pa telashe e pa trazira, prehje shpirtërore. *Qetësi shpirtërore (e brendshme). Ka humbur qetësinë. Nuk gjen qetësi.*
6. Gjendje e njeriut që vepron pa u ngutur e pa u rrëmbyer; përmbajtje në veprime e nëtë folur, gjak-ftohtësi. *la tha me qetësi. E mendoi me qetësi. E mori me qetësi. E priti me qetësi* e priti pa u shqetësuar, e priti me gjakfiohtësi.
QETËSIIV:,~'I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve QETËSOJ, QETËSOHEM. *Qetësimi i fëmijës. Qetësimi i gjendjes.*
QETËSISHT *ndajf. I.* Pa iu prishur rregulli e qe^ tësia, në mënyrë të qetë, pa u trazuar. *Hante qetësisht. Po lexonte qetësisht. E zhvilloi mësimin qetësisht.*
2. Pa u ngutur e pa u rrëmbyer, me gja-:ftohtësi, në qetësi. *la tha qetësisht. E mendoi me vonë qetësisht.*
3. Pa u ndier e pa zhurmë, fshehurazi, qetas. *Iu afrua qetësisht.*QETËSOHEM *vetv.* 1. *kryes. veto III.* I pakësohet lëvizja dhe zhurma, bie no qetësi, fashitet; nuk bën me zhurmë. *U qetësua deti (era, sht-ëngata). Rruga (sheshi) u qetësua. Nxënësit u qetësuan.*
*2.* Me hiqet shqetësimi a brenga; gjej qetësi; pushoj së qari. *Qetësohem shpirtërisht. Prindët u qetësuan. Foshnja mezi u qetësua.*
3. Me bie zemërimi, be'hem me i qetë, me ulet gjaku; ulem. *Zakonisht qetësohet shpejt.*
4. Ulem a shtrihem për t'u çlodhur, ndërpres punën a lëvizjen për të pushuar; prehem. *U qetësua pak. Qetësohu, se je lodhur!*
5. *Pës. e* QETËSOJ.
QETËSOHU *pasth.* Përdoret si komandë për të qëndruar pak me lirshëm, duke thyer njërin gju; *kund.* gatitu.
QETËSOJ *kal.,* ~OVA, ~>UAR. 1. Ul lëvizjen dhe zhurmën derisa të vendoset qetësia; e bëj të qetë, fashit. *E qetësoi klasën. E qetësoi detin.*
*2.* Mënjanoj çrregullimet, turbullirat a pakënaqë-sitë, rivendos qetësinë në një vend. *E qetësuan vendin. E qetësoi gjendjen.*
3. I heq shqetësimin a brengën dikujt, i sjell preh-jen shpirtërore; e bëj të pushojë dike që qan, resht. *E qetësoi plakun. I qetësoi fëmijët. U mundua ta qe-tësonte. Të qetëson zemrën (shpirtin).*
4. I ul zemërimin dikujt, e bëj më të qetë; ul. *Qetë-soj gjakrat. E qetësoi me fjalë.*
5. Lehtësoj dhembjen a shqetësimin që sjell një sëmundje. *Qetëson dhembjet.*
QETËSUAR (ie) *mb.* 1. Që nuk ka me dallgë e zhurmë. *Det i qetësuar.*
2. Që i ka kaluar shqetësimi a brenga, që është leh-tësuar shpirtërisht. *U ngrit i qetësuar. Fjeti i qetësuar. E ndiej veten (e kam shpirtin) të qetësuar.*
QETËSUES,~E *mb.* 1. Që mënjanon shqetësimin a brengën, që i sjell qetësk:ë shpirtërore dikujt. *Lajm qetësues. Fjalë qetësues-?. Me zë qetësues.*
*2.* Që shërben për të mënjanuar çrregullimet, turbullirat a pakënaqësitë. *Masa qetësuese.*
3. *fiziol.* Që lehtëson dhembjen a shqetësimin nga një sëmundje; që ul ngacmimin e lartë nervor; *kund.* p.xitës. *Earna qetësuese. Mjete qetësuese.*
4. si *em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT *farm.* Bar që shërben për të lehtësuar dhembjen e shkaktuar nga një sëmundje a për të ulur ngacmimin e iartë nervor. *Pi një qetësues.*
QETI,~A . *shih* QETËSI,~A 2,4,5. QETIM,~I *m. shih* QETËSIM,~I. QETOHEM *vetv. shih* QETËSOHEM. QETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* QETËSOJ. QETUAR (i,e) *mb. shih* QETËSUAR (i,e). QETTHI dhe QETI'HI (së) *ndajf.* Qetas.
QETH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Pres flokët me gërshërë a me makinë; i shkurtoj flokët dikujt me gërshërë a me makinë. *qethi flokët. I qethi kokën (anët). E qethi lart (shuinë shkurt). Qeth me gërshërë (me makinë). E qethi kokën zero, bised.* i preu flokët deri në rrëzë.
2. U pres leshin bagëtive me gërshërë a me makinë. *Qethën dhentë. I qethin dy here në vit.*
3. Pres pushin e tepërt të sixhadesë, të stofit a të pëlhurës me gërshërë ose me makinë. *Qeth sixhadetë. Qeth stofin.*
4. Pres majat e bimëve, shkurtoj barin. *Qeth shku-rret. Qeth Met. Qeth barin.*
5. *fig. bised.* I heq disa pjesë një shkrimi etj., duke i quajtur si të tepërta; shkurtoj pak një shumë a diçka tjetër. *la qethën librin (artikullin). I qethën propozimei. I qethën shpenzimet.*
6. *fig. bised.* Vras a shfaros në masë, kosit. *qethi armiqtë. Mitralozi qethte pa pushim.*
7. *fig. bised.* E vjedh a e zhvat dike pa e ndier, ia marr dikujt të hollat me mënyra të ndryshme, rrjep. *E qethën mirë (paq).*
^ I do qethur mishi me gërshërë duhet zhdukur, duhet bërë copa-copa.
QETHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* QETHËS,~I.
QETHEM *vetv.* 1. Qeth flokët e mi; shkoj në rrcj-tore për të me prerë flokët. *Qethem te berberi. Qethet një here në muaj. Mbeti pa u qethur.*
2. *Pës. e* QETH.
Doli si rruar, qethur *shiii te* RRUHEM. Kur të qethën dhentë e kuqe *shih te* DHEN,~TË. Kur të qe-then viçat *iron, shih te* VIÇ,~I.
QETHË,—A . *shih* QETHJE,~A. *Qetha e dytë. Dita e qethës.*
QETHËM (i), ~ME (e) *mb. krahin.* 1. I mjerë, i shkretë, i gjorë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E qethmja ajo.*
3. si *em.* ~ËM, ~MI (i) *m.,* ~ME, ~MJA (e) . I ndjeri. *Na e la amanet ai i qethmi.*
QETHËS,~l *m. sh.* ~, ~IT. Ai që qeth dhentë.
QETHiIS,~E *mb.* Që shërben për të qethur. *Gërshërë qethëse. Makinë qethëse.*
QETHJE,~A . *sh.* ~E, ~E'i'. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QETH, QETHEM. *Qethja e parë (e dytë). Qethja e flokëve (e kokës). Qethja e dhenve. Qethja e sixhadeve. Dita e qethjes.*
QETHMUAR (i,e) *mb. krahin. shih* QETHËM (i), ~ME (e).
QETHTAR,~1,71. *sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* QETH2S,~I.
QETHUR (i,e) *mb.* 1. Që i janë prerë flokët, që i ka flokët të shkurtuar; që janë prerë (për flokët). *qethur dhe i rruar. Me flokë të qethur. Me kokë të qethur.*

*2.* Që i është prerë leshi (për dhentë). *Dele e qethur. Qengj i qethur.*
3. Që i është prerë pushi (për sixhadetë, pëlhuTat etj.). *Sixhade e qethur. l,eze e qethur.*
4. Që i është prerë shkurt bimësia a bari; që është prerë (për barin). *LiVadh i qethur. Lëndinë e qethur. Bar i qethur.*
Shkoi (vajti) për lesh e doli (u kthje, erdbi) i qethur ;. u., *iron, shih te* LESH,~I.
QETHURINA,~T . *vet. sh.* Bishta flokësh ose leshi që bien poshtë gjatë qethjes. *Mblodhi qethurinat. Fshiu qethurinat.*
QEVERI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Organi qendrorme i lartë i administratës shtetërore, që ushtron ve-primIari ekzekutive e urdhërdhënëse dhe që përbëhet nga kryetari, zëvendëskryetarët e nga ministrat. *Qe-veria shqiptare. Qeveri demokratike (popullore, re-voluçionare), Qeveri e ligjshme. Qeveri antipopullore (reaksionare). Qeveri e përkohshme. Qeveria e RPSSh. Kryetari i qeverisë* kryeministri. *Anëtarët e qeverisë* ministrat. *Formimi i qeverisë. Vendimet (urdhëresat) e qeverisë. RrëzUan (përmbysën) qeverinë.*
*2J bised.* Drejtimi i punëve të shtëpisë e të familjes. *Ka qeveri të mirë në shtëpi.*
3.J *vjet.* Ushqim që përgatitet veçan për ta ruajtur, për ta dërguar si dhuratë, për t'ia dhënë një të sëmuri etj. *\Hodhi qeveri* vuri zahire. *Shkonin me qeveri te miqië kur u lindnin fëmijë.*
QEVERIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. edhe *jokal.* Drejtoj vepiiimtarinë politike e administrative të një sbteti, duke ushtruar pushtetin ekzekutiv e urdhërdhënës; udhëheq nepërmjet organeve të qeverisë. *Qeveris vendin- Qeveris populli në fuqi. Qeveris me drejtësi (me urtësi, me largpamësi).*
2.j Mbarështoj me kujdes punët e shtëpisë, ekono-minë dhe të mirat e familjes; vë për fije shtëpinë ose veten, rregulloj. *Qeveris shtëpinë. Qeveris dhomën.. Qeveris të ardhurat (pasurinë, mallin). Nuk qeveris dot as veten e tij* nuk është i zoti të mbajë në rregull as vëten.
3. *bised.* Kujdesem për një të sëmurë, duke i bërë shërbimet dhe mjekimet e nevojshme. *E qeveris me kujdes të sëmurin.*
QEVERISEM. *Pës. e* QEVERIS.
QEVERISJE.~JA . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QEVERIS, QEV^RISEM. *Qeverisja e brend-shme. Qeverisja e vendit (e shtetitj. Qeverisja e shtëpisë. Arti \i qeverisjes. E drejta e qeverisjes. Forma (mënyra) e qeyerisjes.*
QEVERITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Zyrtar i lartë shtetëror, që merr pjesë në ushtrimin e pushtetit pp-litik e administrate në një ver.d. *Qeveritarët e vendit. Sipas deklaratës së një qeveritari.*
2.! *vjet.* Kryetari i një qeverie.
QEVERITAR,~^E *mb.* Që ka të bëjë me qeverinë, që i përket qeverisë, i qeverisë; që ushtron pushtetin ekzekutiv e urdhërdhënës. *Organet qeveritare. Qarqet qeveritare. Marrëveshje qeveritare. Mision qeveritar. Tribuna qeveritare.*
QEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Qehën.
QE2ËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Secili nga të dy dhëmbët e qenit, dhëmbi i syrit.
QË. 1. *përem.* Përdoret në vend të një emri a të një përemri tjetër njësoj në të gjitha gjinitë në njejës e në shumës për të lidhur një fjali të varur përcaktore, duke treguar frymorin a sendin që është përmendur, i shëjiuar nga një emër a përemër në fjalinë e mëpar-shme, i cili. *Ai që erdhi, ishte shoku im. Libra! që me dhe, \i lexova. Revolucionar i vërtetë është ai, që nuk e ndqn veprën nga fjala. Mbaji mend mirë ato që të tha mjeku! Ai që punon, ha. fj. u.*
*2. bised.* Përdoret në rasa të zhdrejta me ose pa pa-rafjalë dhe me kuptimin ᵉ fjalëve lidhëse: ku, kur. *Ai që i fole ti, ishte miku im. Shkoi në aksion ditën që duhej shkuar.*
II.| *lidh.* 1. Përdoret për të lidhur një fjali kryefja-
lore, kallëzuesore, kundrinore ose përcaktore me fjalinë drejtuese. *E di që thua të Vërtetën. Është fat i madh për popullin tone që ka në udhëheqje një Parti të tillë marksiste-leniniste. E shoh që e ke bërë. E ndiente që kishte bërë gabim.*
*2.* Përdoret në fillim të një fjalie të varur kohore, e cila tregon kohën që ka kaluar (ose po kalon) prej pikënisjes së gjendjes a të shtjellimit të veprimit të shprehur në fjalinë drejtuese. *Sa vite kishin kaluar që nuk i kishte pare. U bënë dy muaj që nuk kemi marre letër. Kane pesë vjet që jelojnë në fshat.*
3. Përdoret përpara një fjalie të varur shkakore, e cila tregon zakonisht shkakun e një ndjenje të shprehur në fjalinë drejtuese; sepse. *Ai kënaqej që me në fund njerëzit nuk e kishin harruar. I vinte keq që nuk e kishte takuar.*
4. Përdoret në krye të një fjalie të varur qëllimore, e cila tregon qëllimin përse kryhet veprimi i shprehur në fjalinë drejtuese. *Erdha që të të them të vërtetën. Mësojnë që të bëhen të vkfshëm për shoqërinë. Ndenë rrobat që të thaheshin.*
5. Përdoret në fillim të një fjalie të varur rrjedhi-more, e cila tregon pasojën ose rrjedhirnin e një veprimi të shprehur në fjalinë drejtuese. *Kishte ndryshuar sa që nuk njihej. Nuk jam fanatik, që ta lë vajzën pa shkollë. Heshtja ishte e tillë, që ajo ndjeu mornica në trup.*
6. Përdoret në togfjalësha të ndërtuar nëpërmjet përsëritjes së një trajte të së njëjtës folje për të theksuar se një veprim a gjendje që kryhet, ndodh pavarësisht nga kushtet, nga dëshirat a nga parashikimet. *Shkoi që shkoi. Erdhi që erdhi. U nis që u nis. U be që u be. Nuk foli që nuk foli. S"më la që s'më la.*
7. Përdoret ns disa lokucione lidhëzore, të cilat vihen në krye të fjalive të varura, që tregojnë vendin, kohën, kushtin, qëllimin, shkakun etj. të një veprimi të shprehur në fjalinë drejtuese. *Që nga. Që ku. Që kur. Që se. Ashtu që. Kështu që. Kudo që. Kurdo që. Kurdoherë që. Mjaft që. Ngado që. Posa që. Sado që. Sido që. Sapo që. Tekdo që. Veç që. Me kusht që. Me qëllim që. Në mënyrë që. Në Vend që. Sa here që. Çdo here që.*
8. Përdoret në pjesën e parë të lidhëzave të shka-llëzimit, tek të cilat pjesa e dytë nis me lidhëzën kun-dërshtore "por", përtë theksuar fjalinë ose gjymtyrën e dytë që lidhin. *Le që..., por fpor edhe, por as që). Jo që..., po (por edhe). Jo vetëm që..., por (por as, por edhe, porse).*
III. *ndajf.* Prej asaj kohe, qysh. *Që fëmijë. Që i ri.*
IV. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën kallëzore për të treguar kohën e nisjes së një veprimi, i ciH vazhdon deri me sot a deri në një cak të njohur a të panjohur; prej. *Që ditën e pare. Që muajin e kaluar. Që herën e kaluar. Që të marten e deri të shtunën. Që këtë javë.*
V. *pj.* 1. Përdoret para fjalëve a togfjalëshave, që në fjali shërbejnë si rrethanorë kohe ose vendi, për të saktësuar

pikënisjen e veprimit në kohë ose në hapësirë. *Që në mëngjes. Që me pare. Që nga ajo ditë. Që në fë-mijëri. Që nga fillimi. Që nga fundi i dheut. Që në shekullin e kaluar. Që nga Fieri deri në Vlorë. Që nga koka deri te këmbët.*
*2.* Përdoret përpara numërorëve themelorë a për-emrave të pakufishëm gjithë dhe tërë, të paraprirë nga ny ja e përparme të, për të përforcuar kuptimin përmbledhës, idenë e një tërësie të plotë që shprehetprej tyre. *Erdhën (shkuan) që të tre. Ishin mbledhur që të gjithë.*
3. Përdoret në disa lokucione për të përforcuar po-himin a mohimin e diçka je që vihej tie dyshim ose për t'i dhënë gjallëri a hijeshi shprehjes. *As që mund të bëhetfjalë. Ja që ndodhi. Le që e kuptoi edhe ai vetë. Po që po. Jo që jo. Vetëm që nuk ishte ashtu.*
4. *bised.* Përdoret në dialog në disa fjali të ndër-mjetme në fillim ose në mes të bisedës. *Që thua ti. Që të kamfjalën. Unë, që the ti, e kisha marrë vesh me kohë.*
QËHERTHI *ndajf. bised.* Qëkur, para tnjaft kohe, me kohë. *Ka ardhur qëherthi.*
QËKUR dhe QËKURI *ndajf.* Shumë kohë me pare, prej kohësh. *Ka ardhur qëkur. Dielli kish lindur qëkur. Ia ka them qëkur. Ka qëkuri kjo punë.*
QËKURTHI *ndajf. krahin. shih* QËKUR.
QËKURSE *lidh.* Që në kohën kur...; që në çastin kur...; sapo. *Jam larguar, qëkurse isha e vogël. Qëkurse it nis, s'jemi parë me. E njoha, qëkurse e pashë.*
QËKURSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka ndodhur a ka qenë shumë kohë me pare, i kahershëm, i dikur-shëm. *Ngjarje të qëkurshme. Përpjekje të qëkurshme. Fjalë të qëkurshme.*
QËLASHTI *ndajf.* Në kohë të lashta, në një të shkuar shumë të largët; një here e një kohë, dikur, motit. *Një here qëlashti. Ka ndodhur qëlashti. Kane jetuar qëlashti.*
QËLLATË,~A . *vjet.* Kujdes, vëmendje; qëllim a pikësynim i caktuar. *E bëri me qëllatë.*
QËLLtM,~I i *in.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QËLLOJ, QËI.LOHEM. *Qëllimi me armë. Qëllimi në shenjë.*
QËLLIM,~I ii *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ajo që kër-
kojmë të arrijmë, gjëja drejt së çilës synojmë, pika tek e cila psrpiqemi të vemi; synim. *Qëllimi kryesor (i pare). Qëllimi i udhëtimit (i ekspeditës). Qëllimi i jetës. Qëllimi i mësimit. Qëllim në vetvete* diçka që nuk shërben si mjet për të arritur një synim, por që mbyllet në vetvete. *Rrethanori i qëllimit. gjuh. më të vetmin qëllim. Ka si qëllim. la arrili qëllimit. Punojnë për një qëllim. Ndjek një qëllim. Kjo ka si qëllim. la vë vetes si qëllim. Endet pa ndoi;jë qëllim.*
2. Mendimi ose dësiiira që kemi në kokë për të bërë diçka, plani ose idcja që kemi menduar a përga-titur për të arritur diçka. *Qëllime fisnike. Me qëllime të mira (të këqija). për qëllime paqësore. për qëllime ushtarake (strategjike). I fshell qëllimet. la kuptoi (ia zbuloi) qëllimet dikujt.*
3. Mendim i fshehtë që ka në kokë dikush për të bërë diçka (zakonisht të keqe a të dëmshme), para-mendim (zakonisht keqdashës). *Plagosje me qëllim. E bëri me (pa) qëllim. Ia tha me qëllim. E la me qëllim.*
• Me qëilim që... për të..., që...
QËLLIMISHT *ndajf.* Me një qëllim të caktuar; me paramendim, enkas; me keqdashje. *E bëri qëllimisht. E shkeli qëllimisht. Erdhi qëllimisht. E fshehu (e nga-tërroi) qëllimisht.*
QËLLIMKEQ,~E *mb. libr.* Që ka një qëllim të keq,
që synon për të keq. *Njeri qëllimkeq. Shtrembërime qëllimkëqija.*
QËLLIMMIRË *mb. libr.* Që ka një qëllim të mirë, që synon për të mirë. *Njerëz qëllimmirë. Propozim qëllimmirë.*
QËLLIMOR,~-E *mb.* I. *libr.* Që ka të bëjë me një qëllim të caktuar, që lidhet me një qëllim të caktuar. *Përdorim qëllimor. Lidhje qëllimore.*
2. *gjuh.* Që lidh një fjali të varur, e cila tregon qëllim, me një fjali drejtuese (për lidhëzat që, me qëllim që, në mënyrë që); që lidhet me lidhëza të tilla dhe tregon qëllimin e veprimit të shprehur në fjalinë drejtuese (për fjalitë). *Lidhëz qëllimore* (p. sh. DoIi që të blejë disa libra). *Fjali qëllimore* (p.sh. Që të dish, duhet të mësosh).
QËLLIMSHËM (i), ~'ME (e) *mb.* Që ka një qëllim të caktuar, që bëhet me një qëllim.
QËLLIMTHI *ndajf.* Qëllimisht, me qëllim.
QËLLOHEM *vetv.* 1. Goditem me një tjetër, i biem njëri-tjetrit. *U qëlluan me armë (me gurë). U qëlluan me grushte (me shqelma).*
2. *Pës. e* QËLLOJ.
QËLL;OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Godit me dorë, me këmbë ose me një send; shtie me një armë për të goditur a për të dëmtuar dike ose diçka; i bie, e rrah. *E qëlloi me grusht (me pëllëmbë, me shqelm). E qëlloi me shkop (me kamzhik). E qëlloi me gur (me thikë). Qëlloj me pushkë (me mitraloz). Qëlloj me shigjetë. Qëlluan Uogoret (fshatin) me top. E qëlloi në fytyrë (në kokë). E qëlloi fort (rëndë, për vdekje). E qëlloi pa dashur. E qëlloi rrufeja.*
2. edhe *jokal.* Bie në shenjë, godas ku duhet; rrok. *Qëlloi në shenjë. Qëllon lart (poshtë, afër, larg).*
3. *fig.* Kritikoj fort, godit me fjalë, fshikulloj. *Qëllon pikëpamjet (mendimet) e gabuara. Qëllonte ashpër (fort). Çdo frazë e tij nuk flet, por qëllon.*
4. *jokal. fig.* Kam një synim të caktuar në ato që them, e hedh fjalën diku, synoj, godit. *Ku qëllon me ato fjalë? E kuptova se ku qëllonte.*
5. *fig.* E bëj mirë e bukur diçka, ia dal ta thur, ta kap a ta zgjidh mirë; e godit. *Nuk epasha qëlluar mirë këlë shkrim. Mirë ia paska qëlluar kësaj pune.*
6. *jokal.* Ndodhem rastësisht në një vend ose në një gjendje të caktuar, rastis diku a në një mënyrë të caktuar, gjendem; ndodhem papritur ose padashur në rrethana të caktuara ose ndesh papritur në diçka; bie. *Qëlloi i sëmurë. Nëna nuk qëlloi aty. Dera (dritarja) qëlloi hapur. Nuk i qëlluan të holla me Vete. I qëlloi rruga andej. Me qëlloi rasti (puna). Qëlluam të njohur. Qëlluan në grackë (në pusi, në një mine). Qëlluan në mineral.*
*1. jokal.* Bie në një grup njerëzish, rastis më të tjerë, hyj rastësisht në marrëdhënie me dike; bie. *Qëlloi në një familje të mirë. Qëlloi me shokë të këqij.*
8. *jokal. vet. veta III.* Bie në një kohë të caktuar; rastis një kohë e caktuar. *Qëlloi të hënën. Mund të qëlloje në fund të javës. Festa qëlloi të dielën.*
9. *pavet.* Rastis, ndodh. *Qëlloi dimër. Qëllon ndo-njëherë. Qëllon të vijë. Qëllon të igjatin shirat. I paska qëlluar mirë (keq). Si të qëlloi? Me ka qëlluar ta shoh.*
10. *bised.* E zë (gjumi). *Sapo e kishte qëlluar gjumi. -k* Qëllon (shtie) në hi *shih te* HI,~RI. Qëlloi (go-

diti) në shenjë *shih te* SHENJË,~A. Qëllon në xi-xëllonjë *shih te* XIXËLLONjË,~A. Gjahu në breg e qëllon në kodër *shih te* GJAH,~U.

pËLLUAR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Goditje me grusht, me armë a me diçka tjetër; e shtënë, gjuajtje; zhurma që lëshon kjo goditje. *E qëlluar sëpate. E qëlluar pushke (mitraloli). U dëgjua një e qëlluar. E,rrëzoi më të qëlluarën e pare.*

QËLLUAR,~'IT (të) *as.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QËLLG J, QËLLOHEM. *Të qëlluarit me armë (me gurë).*

*2.* Mundësi e rastit, rastisje. më të *qëlluar* me rastj si të rastisë.

QËLLUAR (i,e) *mb.* Që ka dale shumë mirë, që është bërë bukur e në rregull; që është thënë në mënyrë të jpërpiktë e me vend (për fjalën); i goditur. *Vepër e qëlluar. Këngë e qëlluar. Fjalë (shprehje) e qëlluar. Ka dale e qëlluar.*

QËLLUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që qëllon me armë ose me diçka tjetër; qitës. *Qëllues i mirë (i keq).*

ÇËLLUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ndeshet ose që ndodh rastësisht, i rastit. *Shenja të qëllueshme. Shënime të qëllueshme. Veprime të qëllueshme.*

QËMENATË *ndajf.* Pa gdhirë ende, pa zbardhur drita, në mënf.jes herët. *U zgjua qëmenatë. Ngrihet qëmenatë. Erdhi (u ids) qëmenatë.*

QËMOÇËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që i përket një kohe të largët në të kaluarën, që ka ndodhur shumë kohë me pare, i dikurshëm, i njëhershëm, i lashtë; që jështë prej shumë kohësh, i vjetër. *Traditai (zakonet) e qëmoçme. Luftëra të qëmoçme. Këngë e qëmoçme. Fjalë e qëmoçme. Shtëpi e qëmoçme. Orendi (veshje) te Iqëmoçme. Miq të qëmoçëm.*

*2.* Që është shumë i vjetër në moshë. *plak i qëmoçëm. Rrap (ulli) ' qëmoçëm.*

QËMOTI *ndajf.* 1. Shumë kohë me pare, në kohë-ratje kaluara; një here e një kohë, dikr.r. *Qëmoti udhë-tëriin ditë të tëra me kale. U mblodhën si qëmoti. Kën-duan si qëmoti.*

*2.* Qëkur, qyshkur. *Atë e kemi harruar qëmoti.*

3. *si em. m.* Xohërat e kaluara, koha e lashtë, vitet e largëta të dikurshme. *Trimat e qëmotit. Këngët e qëmotit. Hartë e qëmotit.*

QËMTESË,~A . Qëmtim.

QËMTIM,~I ;. *sh.* ~-E, ~ET. Veprimi sipas
.kuptimeve të foljeve QËMTOJ, QËMTOHET. *QSm-
~rim\ i kujdesshëm. Qëmtime të gjaia. Qëmtimi i kokrrave
(i kallinjve). Qëmtimi i fjalëve. Qëmtimi i pjesëve të zgjedhura.*

QËMTOHET. *Pës. e* QËMTOJ 1,2.

QËMTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Mbledh çika-çika a flje-fije, duke kërkuar aty-këtu a duke zgjedhur. *Qëmtoj kallinjtë e mbetur (vilet e rrushit pas vjeljes). Qëmton kokrrat. Qëmtoj në shportë. Pulat qëmtojnë në oborr. Dhentë qëmtonin ndonjë fije bari.*

*2. fig.* Mbledh pak nga pak e me kujdes të dhëna të hollësishme, lëndë ose copa nga burime të ndrysh-me për një punë të caktuar. *Qëmton fakte. Qëmtoj shembuj (citate, mendime). Qëmton fjalë (shprehje të rralla) nga goja e popullit.*

31 *jokal. vet. veta III.* Bie ngadalë dëborë e imët a shi i hollë. *Qëmton dëborë. Qëmtonte një shi i imët. Filloi të qëmtonte.*

Po e qëmton gjumi po i vjen psr gjumë, po e zë gjumi dalëngadalë, po i mbyllen sytë nga gjumi.

QËMTËES,~I *m. sh.* ~, ~4T. Ai që mbledh pak nga pak e me kujdes të dhëna të hollësishme, lëndë a copa nga burime të ndryshme për një punë të caktuar. *Qëmtues i kujdesshëm (i zellshëm).*

QËNDIS *kal,* ~'A, ^UR. 1. edhe *jokal.* Zbukuroj një pëlhurë a një rrobë duke i bërë me gjilpërë ose me makinë lule, ojna e figura të tjera zbukurimi me fije ngjyrash të ndryshme. *Qëndis me gjilpërë. Qëndis me dorë (me makinë). Qëndis në gjergjef. Qëndis me lesh (me ar). Qëndis një mbulesë (një shami, një fake). Penjë për të qëndisur.*

2. Bëj një lule, një ojne ose nje figure zbukurimi mbi një pëlhurë a rrobë me gjilpërë ose me makinë. *Qëndis një lule. Qëndis një shkronjë.*

3. *fig.* Punoj ose bëj diçka shumë bukur; e zbukuroj diçka. *E qëndisën arën (fushën). E kishte qëndisur tavanin. Një medalje i qëndiste gjoksin.*

4. *fig. bised.* Shkruaj në mënyrë të lidhur mirë, bukur, rrjedhshëm e me fjalë të goditura një letër, një artikull a diçka tjetër. *E kishte qëndisur letrën (artikttllin, referatin). I qëndisi një fletërrufe. la qën-disi të gjitha* ia tha të gjitha ç'kishte, iu zbraz mirë.

• Ia qëndisi në lule të ballit *shih te* LULE,~JA.

QËNDISET. *Pës. e* QËNDIS.

QËNDISJE,'-'A *sh.* ^E, ~F.T. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QËNDIS, QËNDISET. *Qëndisja e flamurit (e jakës). Kurs për qëndisje. Reparti i qëndisjes. Penjë për qëndisje. Makinë për qëndisje. Cërshërët e qëndisjes.*

2. Diçka e qëndisur, qëndismë. *Qëndisje të bukura. I tregoi qër.disjet.*

3. Mjeshtëria e të qëndisurit, qëndistari; mënyra si është qëndisur diçka. *Qëndisje artistike.*

QËNDISMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lule, ojnë a figure tjetër e qëndisur si zbukurim mbi nje rrobë a pëlhurë. *Qëndisma të kuqe (të verdha, me shumë ngjyra). Qëndismë me fije mëndafshi (me fije ari). Qëndismat e jastëkut (e mbulesës). I bëj një qëndismë.*

*2.* Pëlhurë, rrobë a diçka tjetër *-3* qëndisur ose që është duke u qënd:sur. *Qëndisma tryeze (muri). Qëndismat e nusërisë. Shtroj (vë, nxjerr) qëndismat. Ngrij (hekuros) qëndismat. Mori në dorë (e la mënjanë) qën-dismën.*

3. *kryes. sh. fig.* Figura të ndërlikuara dhe to bukura që krijohen mbi diçka. *Qëndismat e akullit mbi xham. Qëndismat e dritës e të hijes.*

QËNDiSTAR,~I *m. sh.* ~>Ë, ~JËT. Zejtar që me-rret me qëndisjen e rrobave e të veshjeve kombëtare.

QËNDISTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vajzë a grua që merret me qëndisje; punctore 3 cilësuar në nje qëndistari. *Rrethi i qëndistareve.*

QËNDISTARI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. rj.* Mje-,h-tëria e qëndisjes. *Qëndistaria papullore. Kurs qëndis-tarie. Merret me qëndistari.*

2. Punishte a repart i një ndërmarrjeje, ku bëhen qëndismat; *vjet.* dyqan ku bëheshin e shiteshin rroba të qëndisura e qëndisma. *Punon në qëndistari. E shpuri në qëndistari,*QËNDISUR (i,e) *mb.* Që është i zbukuruar me qën-disma. *Shami (jakë, këmishë) e qëndisur. Mbulesë e qëndisur. Jelek i qëndisur me ar.*

QËNDRAK,~E *mb.* Që u qëndron pa u tundur lodhjes, vështirësive, tronditjeve, goditjeve a fatkeqë-sive; i qëndrueshëm. *Burrë qëndrak.*

QËNDRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ndalesë që bën një mjet udhëtimi për të hipur a për të zbritur dikush; vendi i ndalesës, qëndrim. *Udhëton pa asnjë qëndresë. Zbritt te qëndresa e dytë.*

2. *fiz., tek.* Vetia e një trupi për të përballuar një force a një veprim që ushtrohet mbi të pa iu prishur forma ose ndërtimi i brendshëm; qëndrueshmëri. *Qëndresë e madhe (e ulët). Qëndresë mekanike. Qëndresa në shtypje (në përdredhje, në tërheqje), Qëndresa e materialeve. Qëndresa e metalit (e drurit, e gurit, e betonit). Ruan (ndryshon) qëndresën. Mai qëndresën.*

*3.* Vetia e natyrshme a e fituar që ka një organizëm për të përballuar lodhjen, mundimin etj. *Qëndresa e organizmit. Fiton qëndresë. Kalit qëndresën. I mungon qëndresa.*

4. Aftësia për të qëndruar pa u përkulur e me durim kundrejt vështirësive, tronditjeve, fatkeqësive etj. *Qëndresë morale. Qëndresë e lartë. Qëndresa është shenjë e burrërisë. Shembull qëndresë.*

5. Vetia e dikujt për të qëndruar me këmbëngulje e me vazhdimësi në rrugën që ka zgjedhur ose për të mos hequr dorë nga një mendim, nga një qëllim etj. *Qëndresa e karakterit. Qëndresa në punë. Mungesë qëndresë.*

6. Mbrojtja me armë e me luftë kundër një sulmi pa u tërhequr e pa u përkulur; kundërshtimi me force i dhunës ose i shtypjes, përpjekje për t'i bërë ballë e për të mos iu nënshtruar dikujt. *Qëndresë e guxim-shme Çheroike). Qëndresë e ashpër (e forte, e vendosur, e papërkulur, e pamposhtur). Qëndresë aktive (pasive). Qëndresa popullore. Qëndresa me armë në dorë. Qëndresa ndaj pushtuesve (shtypësve, shfrytëzuesve). For-cat e qëndresës. Bënë qëndresë. Thyej (ntposht) qëndresën.*

QËNDRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes QËNDROJ. *Qën-drimi në vend. Qëndrimi në shtëpi (brenda, jashtë). Qëndrimi në qytet (në fshat, në shtëpinë e pushimit). Qëndrimi pa punë. Pike (vend) qëndrimi. Ndalohet qëndrimi.*

2. Mbajtja e trupit ose e një pjese të tij në një mënyrë të caktuar, pozicioni i trupit a i pjesëve të tij. *Qëndrimi drejt. Qëndrimi gatitu. Qëndrimi i kokës (i këmbëve). Qëndrimi në këmbë. Qëndrimi në majë të gishtave.*

3. *fig.* Mënyrë sjelljeje e caktuar ndaj dikujt a diçkaje; mendimi që kemi psr dike a për diçka dhe vlerësimi që i bëjmë me fjalë e me vepra; pikëpamjet e veprimet që shprehin formimin ideologjik, politik etj. të dikujt, qëllimet e synimet e tij, pozitë. *Qëndrim i drejtë (i mirë). Qëndrim i afërt (i ftohtë, i ashpër, i butë, miqësor, armiqësor, mirëdashës, kritik). Qëndrim aktiv (pasiv, i matur). Qëndrimi politik (filozofik). Qëndrim marksist-leninist (revolucionar). Qëndrim i lëkundshëm (liberal, oportunist). Qëndrimi socialist ndaj panes (ndaj pronës). Qëndrimi klasor i shkrimtarit. Qëndrimi ndaj Vartësve. Qëndrimi gjatë luftës. Qëndrimi në familje. Mbaj (man) qëndrim* shpreh mendlmin a pikëpamjen time lidhur me diçka a ndaj dikujt. *Ka ndryshuar qëndrim. Shpreh qëndrimin tint. Çfarë qëndrimi ka mbajtur?*

4. *fig.* Mënyra se si i bëjmë ballë një gjcndjeje t8 vështirë, një rreziku, një sulmi etj. *Qëndrim burrëror (heroik). Qëndrim i guximshëm (i vendosur).*

5. Vendi ku ndalojnë automjetet pSr të hipur e për të zbritur udhëtarët, ndalesë, stacion. *Qëndrim autobu-si. Qëndrim i detyrueshëm.*

QËNDRINË,~A . *sh.* ~A, —AT *fig.* Grua në moshë të vjetër, e vuajtur dhe e rrahur me jetën, qS u qëndron fatkeqësive; plakë e forte.

QËNDROJ *jokal.,* ~OVA, ~IJAR. 1. Rri nS këmbë pa lëvizur, pa rënë a pa u shtrirë; rri me trupin drejt. *Qëndron drejt (pingul). Qëndron në këmbë. Qëndroj përpara pasqyrës. Qëndroi me ore të tëra. Mezi qëndronte me këmbë nga lodhja.*

2. Ndërpres lëvizjen, nuk vazbdoj më tej, ndaloj. *Qëndroi në vend. Qëndroi te dera (te shkallët). Trent qëndroi në stacion. Në vend qëndroi Qëndro, mos ik!*

3. Rri diku pa u larguar për një kohë; ndalem diku dhe nuk iki. *Qëndron brenda. Qëndroi pak dhe iku. Nuk mund të qëndroj me gjatë. Vend për të qëndruar. Qëndro aty!*

*4. fig.* Ndalem në një çështje për ta shqyrtuar me mirë. *Të qëndrojmë në këtë pike!*

5. Banoj, jetoj përkohësisht diku, mbetem. *Qëndroj në hotel. Qëndroj me shërbim.*

6. Jam në gjendje të caktuar; rri. *Qëndron i men-duar (i qetë). Qëndroj në hesht)e. Qëndron duarlidhur (duarkryq)* rri kot, nuk punon, nuk merret me asgjë; nuk vepron, nuk kundërvepron.

7. Rri në një vend për të bërë një punë, zë një vend dhe merrem me diçka ose pres për të bërë diçka. *Qëndron roje. Qëndron në pritë.*

8. *fig.* Sillem në një mënyrë të caktuar; mbaj një qëndrim kundrejt dikujt a diçkaje; mbahem, rri. *qëndron besnik. Ka qëndruar mirë. Me qëndron rëndë (me inat). I qëndron ftohtë. Qëndron mënjanë* nuk merr pjesë, nuk përzihet. Si *ka qëndruar gjatë luftës?*

9. *fig.* Mbaj një pozitë të caktuar; rri në një mënyrë të caktuar; jam. *Qëndron në gatishmëri. Qëndro} vigjilent. Qëndron në pozita revolucionare. Qëndron në pararojë (në mbrojtje). Qëndron në krye (në bisht) të situates.*

10. Ngul këmbë në një mendim a pohim, nuk heq dorë nga ajo që kam thënë ose lcam bërë. *Qëndron në të vetën. Qëndron në mendimet e para.*

11. I përmbahem diçkaje, nuk e hedh poshtë; e mbaj (fjalën e dhënë). *qëndron fjalës (zotimit). U qëndron besnik traditave.*

12. *vet. veta III. 1* bën ballë një force, një veprimi a një ndikimi të jashtëm, nuk prishet a nuk dëmtohet, duron. *U qëndron goditjeve. I qëndron dimrit (të ftohtit, të nxehtit, thatësirës).*

13. *fig.* Përballoj pa u tërhequr e pa u përkulur një sulm a goditje, kundërshtoj me force, i bëj ballë pa u zmbrapsur, nuk dorëzohem. *Qëndroi burrërisht. Qëndroi me vendosmëri. U qëndruan heroikisht sulmeve të armikut. Qëndroi deri në Vdekje. I qëndroi ballë për ballë.*

14. *fig.* Përballoj pa u përkulur e me durim vështi-rësitë, tronditjet, fatkeqësitë etj., i bëj ballë, duroj. *U qëndroi fatkeqësive. U qëndroi torturave (kërcëni-meve). Qëndroi ipaepur.*15. *vet. veta III* edhe *fig.* Zë një vend të caktuar në lidhje me diçka; është në një pike a në një gjendje të caktuar. *Kjo çështje qëndron para nesh e kërkon zgjidhje. Qëndron si detyra më e rëndësishme. Ky problem qëndron në plan të pare. Si qëndrojnë punët?* si janë punët, në ç'gjendje janë?; deri ku kanë arritur?

16. *vet. veta III libr.* Ka të bëjë me diçka, ka si për-mbajtje, është. *Pikërisht këtu qëndron e vërteta. Ku qëndron shkaktt i... Në se qëndron?*

17. *vet. veta III fig.* Ka vlerë, është me bazë të shën-doshë; është e vërtetë; nuk bie. *Vepra (drama) qëndron. P\rova qëndron. Kjo çështje (kjo akuzë, kjo kërkesë) nuk qëndron. Arsye të I ilia nuk qëndrojnë.*

18. *kal.* Ndaloj lëvizjen e dikujt a të diçkaje. *Qën-droj kalin. E qëndroi karrocën (makinën). E qëndroi afër (larg).*

• I qëndron (i fri) afër *dikujt shift tek* AFËR 6. Qëndron (mbetet) në ajër *shih tek* AJËR,~RI. Qëndroi (mbeti) në bisht *shih te* BISHT,~I. Qëndrojmë <jemi) bllok *shih te* BLLOK,~U. I qëndron (i:ri) me fyt *dikujt shih te* FYT,~I. Qëndron (rri) gatitu për *par a dikujt shih te* GATITU. Qëndron {është, mbeti) në hava *shih te* HAVA,^JA. Qëndron me (në) këmbë *diçka shih te* KËMBË,~A. I qën-4roj (i rri) mbi (në) kokë (krye) *dikujt a diçkaje shih te* KOKË,~A. I qëndron (i rri) kokërr *shih te* KOKËRR,~RRA. Qëndrojnë larg *shih te* LARG 4. Qëndron me lart *shih te* LART 7. Qëndron Us *shih te* LIS,~I. Qëndron (rri) si statujë *shih te* STATUJË, ~A. Qëndron (vepron) prapa shpinës *së dikujt keq. shih te* SHPINË,~'A. Ku i qëndron shpirti! *shih te* SHPIRT,~I. Qëndron (rri, mfteti, ngeci, ngeli, numëron, bën hapa) në vend *shih te* VEND,~I. S'qëndron breshri mbi breshkë *fj. u. shih te* BRESHËR,~RI. Qëndron (rri) mbi dy karrige *keq. shih te* KARRIGE ->JA. Qëndron (varet) në fije (në fill) të perit (të flokut) *shih te* FIJE,~A. Qëndron (rri) këmbë mbi (përmbi) këmbë *shih te* KËMBË,~A. Qëndron (ecën) me këm-bët e veta *shih te* KËMBË ~A. Nuk i qëndruan këmbët në yzengji *dikujt shih tek* YZENGJI,~A. Qëndron si shkëmb graniti *shih te* SHKËMB,~I.

QËNDRUES ~E *mb.* I qëndrueshëm. *Ngjyrë qën-druese.*

QËNDRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që i bën
ballë një force a një veprimi të jashtëm pa u prishur a pa u dëmtuar, që mban shumë. *Mur i qëndrueshëm. Urë e qëndrueshme. Ngjyrë e qëndrueshme. Lidhje e qëndrueshme. Organizëm i qëndrueshëm. Mikrob i qëndrueshëm. Bazë e qëndrueshme.*

2. Që niik ndryshon për një kohë të gjatë, që mbetet njësoj; që nuk ka lëkundje; *kund.* i lëkundshëm. *Çmime të qëndrueshme. Kohë e qëndrueshme. Të korra të\ qëndrueshme. Rrymë e qëndrueshme. Të ardhura të qëndrueshme. Tog i qëndrueshëm. gjuh.* togfjalësh, gjymtyrët e të cilit kanë lidhje të ngushta kuptimore dhe që psrdoret e riprodhohet i gatshëm në të folur.

3. *fig.* Që mbahet a ruhet për një kohë të gjatë ashtu siç është, që nuk prishet a nuk ndryshohet me kalimin e kohës; i forte. *Miqësi e qëndrueshme. Politikë e qëndrueshme. Paqe e qëndrueshme. Sistem i qëndrueshëm. Qeveri e qëndrueshme. Tipare (ndjenja) të qëndrueshme.*

4. Që qëndrop me këmbëngulje e me vazhdimësi në rrugën që ka zgjedhur, që nuk ndryshon qëndrimet, mendimet etj.; që është veti e një njeriu të tillë. *Njeri
i qëndrueshëm. Me vullnet (mekarakter) të qëndrueshëm. I qëndrueshëm në mendime.*

5. *bot.* Që nuk bie nga druri ose nga shkurrja; *kund.* rënës. *Gjethe të qëndrueshme.*

QËNDRUESHMËRI,~A . 1. *fiz., tek.* Vetia e një trupi për të përballuar një force a një ndikim që ushtrohet mbi të; qëndresë. *Qëndrueshmëri e madhe (e ulët). Qëndrueshmëri niekanike (fizike, kimike). Qëndrueshmëria e metalit (e drurit, e betonit). Humb qëndrueshmërinë.*

2. Vetia e natyrshme ose e fituar që ka një organizëm për të përballuar disa sëmundje ose kushte të vështira. *Qëndrueshmëria e organizmit. Qëndrueshmëria e bimës ndaj sëmundjeve (ndaj tëftohtit, ndaj thatësirës). Ngre (ul) qëndrueshmërinë. Ka qëndrueshmëri të madhe.*

3. Mundësia a aftësia e diçkaje për t'u ruajtur mjaft kohë pa u lëkundur ose pa ndryshuar. *Qëndrueshmëria e çmimeve. Qëndrueshmëria e kohës. Qëndrueshmëria e vëmendjes.*

*A.* Vetia e diçkaje për t'u mbajtur për një kohë të gjatë pa u prishur a pa u cenuar; të qenët i qëndrueshëm; fortësi. *Qëndrueshmëria e sistemit socialist. Qëndrueshmëria e tipareve. Qëndrueshmëria e zakoneve.*

5. Vetia e dikujt për të mos u përkulur përpara vësh-tirësive, tronditjeve, fatkeqësive etj. ose për të përballuar pa u lëkundur diçka. *Qëndrueshmëri morale. Qëndrueshmëri e lartë (e papërkulur). Qëndrueshmëria në luftë. Shembull qëndrueshmërie. Mungesë qëndruesh-mërie.*

*6. elektr.* Rezistencë. *Qëndrueshmëri elektrike. Qëndrueshmëria e harkut (e përçuesit).*

QËPARË *ndajf.* Pak me pare, para pak kohe, aty me pare. *Erdhi qëparë. Folëm bashkë qëparë. Po kën-donin qëparë. la thashë qëparë.*

QËPARI *ndajf. shih* QËPARË. *E pashë qëpari. Kaloi këtej qëpari.*

QËPARTHI *ndajf. shih* QËPARË.

QËPARSHËM (i), ~>ME (e) *mb.* Që ka ndodhur pak me pare, që është bërë para pak kohe. *Bisedat e qëparshme.*

QËRlM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QËROJ, QËROHEM. *Qërimi i patateve. Qërimi i fasuleve (i orizit). Qërimi i hesapeve. Qërimi me dorë (me makinë).*

QËROHEM *vetv.* I. *vet. veta III.* I hiqet lëkura, cipa ose lëvozhga. *Fikut (portokallit) i qërohet lëkura lehtë.*

2. Pastroj veten nga diçka që me është ngjitur. *Qërohem nga ferr at.*

3. Pastroj veten nga parazitët. *Qëroheshin nga morrat (nga pleshtat).*

4. Me hiqen puçrrat, dregëzat ose njolla të tjera nga lëkura e fytyrës dhe e trupit, pastrohem. *U qërua nga puçrrat. lu qërua koka (fytyra, lëkura). U qërua djali e u be si pëllumb.*

5. *vet. veta lit.* Kthjellohet, pastrohet nga retë. *Qielli u qërua fare. Koha u qërua.*

*6. vet. veta III.* Me pastrohen sytë, veshët, gryka ose hunda nga diçka që i kishte zënë e i pengonte. *M'u qëruan sytë. Iu qërua vështrimi* ka nisur të shohë qartë. M'K *qërua gryka. Iu qërua zëri* ka nisur të flasë me zë të paster, jo të ngjirur.7. *përçm.* Largohem prej diku, nga me dëbojnë si të padëshirueshëm ose me dbunë. *Qërohu që këtej! Qërohu mos të të shoh me! U qërua nga shtëpia. Ar-miqtë u qëfuan nga vendi ynë.*

8. *Pës. e* QËROJ. *Patatet lahen, pastaj qërohen.*

QËROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. I heq lëkurën, cipën a lëvozhgën; e pastroj nga puplat, luspat a pje-sët e tjera të sipërme të panevojshme para se ta për-gatit për ta ngrënë a për ta gatuar. *Qëroj mollën (fikun, portolcallin, patatet, trangujt). Qëroj vezën. Qëroj misrin. Qëroj pulën. Qëroj*

*peshkun. I qëroj cipën (lëkurën, lëpushkat). Qëroj me thikë (me kruese).*
2. Pastroj nga diçka e buaj dhe e papastër që është ngjitur a përzier me diçka ose që e ka zënë. *Qëroj ferrat (rrodhet). Qëroj orizin (fasulet). Qëroj pusin. Qëroj me lopatë. Qëroj kokërr për kokërr. Qëroj grykën (gurmazin, fytin, zërin)* kollitem për të pastruar grykën që të flas me zë të qartë.
3. Pastroj token nga ferrat e nga barërat e këqija; pastroj pemët nga degët e tepërta e të thata; tëharr, krasit. *Qëroj arën. Qëroj kopshtin. Qëroj hardhinë.*
4. Heq një nga një parazitët, krimbat etj. *Qëronin morrat.*
5. *vet. veta HI.* E pastron nga puçrrat, dregëzat ose njollat e tjera në lëkurën e fytyrës e të trupit, ia bën të paster. *Ky bar ia qëroi puçrrat. la qëroi kokën (fy-tyrën) krejt.*
6. *vet. veta III.* B pastron nga retë, e kthjellon. *Era e qëroi qiellin (kohën).*
7. *bised.* E bëj të lire për kalim, beq pengesat, hap. *Qëroi rrugën.*
8. *fig. bised.* Pastroj nga elementët e huaj e të dëm-shëm; zhduk, vras, shfaros. *Qëruan vendin nga tradh-tarët. Qëroi një spiun. E qëroi me një të shtënë. Populli i qëroi armiqtë.*
9. *bised., përçm.* E dëboj si të padëshirueshëm, e shporr. *E qëruan nga puna (nga shkolla). I qëruan gjithë pushtuesit e huaj.*
10. *thjeshtligj., mospërf.* Ha gjithçka pa lënë asgjë, përlaj, fshij. *E qëroi pjatën. I qëroi mollët. E qëroi të gjithë. Ai të qëron.*
11. *thjeshtligj., keq.* Grabit, vjedh, përlaj. *Ia qëroi xhepat (paratë). I kishin qëruar tjegullat. Të qëron të bardhët e syrit* është vjedhës shumë i shkathët, të vjedh sy ndër sy.
• E qëroi si hudhër *dike shih te* HUDHËR, ~RA. I qëroi hesapet *me dike* i lau Uogaritë me dike. I qëroi (i ndau) lakrat (Uogaritë, hesapet) *m e dike shihteNDAJ.*
QËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që i është hequr lëkura, cipa a lëvozhga; që është pastruar nga puplat, luspat e pjesët e tjera të sipërme të panevojshme. *Arra (mollë) të qëruara. Patate të qëruara. Vezë të qëruara. Pule e qëruar. Peshk i qëruar.*
2. Që është pastruar nga përzierjet e huaja, nga papastërtitë, nga barërat e këqija etj.; i pastruar. *Oriz i qëruar. Kanal i qëruar. Are e qëruar. Hardhi e qëruar.*
3. Që nuk ka puçrra, dregëza ose njolla të tjera në lëkurën e fytyrës e të trupit, i paster. *E ka fytyrën (lëkurën) të qëruar.*
4. Që është pastruar nga retë, i kthjellët, i paster. *Qiell i qëruar. Kohë e qëruar.*
5. *bised.* Që është i lire për kalim, pa ndonjë pen-gcsë a rrezik, i hapur. *E ka rrugën të qëruar.*
6. Që tingëllon i paster, që nuk ësbtë i ngjirur ose i gërvishtur, i kthjellët (për zërin). *Ka zë të qëruar.*
7. *fig.* Që nuk ka fjalë a shprehje të huaja, të ga-buara ose të rënda. *Gjuhë e qëruar.*
8. *fig.* Që është i çiltër, pa prapamendime, i paster, i kulluar. *E ka zemrën të qëruar. Me shpirt të qëruar.*
9. *edhe fig.* Që është bërë mirë e me kujdes; që është bërë në mënyrë të ndershme e pa mashtrirn. *Punë e qëruar. E ka punën të qëruar.*
10. Që është mbyllur, që ka marrë fund në mënyrë të qartë. *Hesap i qëruar. Llogari e qëruar.*
• Vezë e qëruar diçka krejt e përgatitur, e bërë gati si Hokum, përshesh në pjatë.
QËRUES,~E *mb.* Që shërben për t'u qëruar lëkurën perimeve e pemëve. *Makinë qëruese.*
QËRCESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Mjet i thjeshtë si thikë e çarë në mes, që përdoret për t'u qëruar lëkurën perimeve e pemëve ose për t'u hequr bërthamat qershive, kumbullave etj.; makinë që shërben për një punë të tillë. *Qëruese patatesh (mollësh). Qëruese bër-thamash. Qëruese automatike.*
QIBAR,~E *mb. bised.* 1. Që është shumë i kujdes-shëm e kërkues në të ngrënë e në të veshur; sqimatar. *Djalë qibar. Vajzë qibare. Qibar në të ngrënë.*
*1.* Që mbahet më të madh, që do të duket mbi të tjerët, që nuk afrohet me këdo; fodull, kryelartë. *Njeri qibar. Grua qibare.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
• Hem qeros, hem qibar (fodull) *shih te* QEROS,~E,
QIBËR,~RA . *bised.* 1. Sqimë. *Njeri me qibër.*
2. Të qenët qibar; kryelartësi, fodullëk. *Ka qibër. E ka lënë qibrën mënjanë. S"na duhet qibra. Ia thyen (ia ulën) qibrën.*
QIBËRTAR,~E *mb.* 1. Që ka qibër të madhe. *Grua qibërtare. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
QIELL,~LLI *m. sh.* ~J, ~^JT. 1. Hapësira e lire me ajër që rrethon Token dhe që duket si kube mbi kokën tone. *Qiell i kaltër (i paster, i kthjellët, i vrenj-tur, i zënë, i errët, i zi). Qiell me (pa) re. Kupa e qiellit. Lart në qiell. U vrenjt (u nxi, u zu) qielli. V mbulua qielli me re. V kthjellua (u pastrua) qielli. U be qielli pus a* nxi, u vrenjt shumë. *Fluturon në qiell. Ngrihet në qiell. Bojë qielli* i kaltër. *Bie shi gjerbë qiejsh* bie shi shumë i rëndë, me shtambë. *Asgjë nuk vjen (nuk bie) nga qielli* asgjë nuk bëhet vetvetiu, çdo gjë arrihet me punë e mundim.
2. Hapësira e lire dhe e pafund, në të cilën shihen nga Toka Dielli, Hëna e yjet; hapësira e lire dhe e pafund që duket nga një trup tjetër qiellor. *Qielli i Tokës (i Hënës, i Mar sit). Harta e qiellit. Yjet e qiellit. Qiell me yje. Ra një meteor nga qielli.*
3. *fet., vjet.* Vendi ku, sipas besimeve të kota fetare, gjoja banojnë perënditë, engjëjt, shenjtorët etj.; hyj-nia, forca e mbinatyrshme që, sipas paragjykimeve fetare, gjoja sundon mbi njerëzit. *Perënditë (engjëjt)*
; *e qiellit. Nuk besojmë më të qielli. Nuk presim ndihrnë nga qielli. Nuk i mbajmë sytë nga qielli.*
4. *fet., vjet.* Parajsë. *Besonin se u shkonte shpirti në qiell.*
.4. Ra nga qielli u be ose erdhi vetvetiu a papritur. M'u hapën (m'u çelëo) qiejt u gëzova shumë. Hidbuiië qiell (hidhu përpjetë)! *shih te* HIDHEM. Me krye (me kokë) në qiell a) shumë i gjatë, shumë i lartë; *b)keq.* mendjemadh. Mbretëria e qiellit *fet. shih te* MBRETËRI,~A. E ngriti (e hipi, e çoi) në qiell *dike* e lëvdoi shumë dike a diçka; e mburri sa s'ka ku të shkojë me. I pikuar (i pikur) nga qieili shumë i mirë a shumë i bukur, që dallohet shumë nga të tjerët për veti të mira e të rralla. Në qiell të hapur *libr.* jashtë, në na;tyrë. Sikur qieili të përmbysct (të shembet) në asnjë mënyrë, kurrë. Si qieili me token shumë larg njëri nga tjetri. (Si) i rënë nga qieili a) shumë i mirë, shumë i bukur, pa ndonjë të metë, i veçantë; b) *iron,* pa ndonjë vlerë të veçantë. Rodhën (u shpuan, u çanë) qiejt (u shemb qieili) bie shi shumë i rëndë, me gjyme. Kur të bashkohet (të takobet, të puqet) qieili e toka (qieili me token) *iron,* kurrë, asnjëherë. Bëri një vrimë në qiçll s'bëri asgjë, nuk arriti asnjë përfundim, bëri një vrjmë në ujë. Çirret (bërtet, thërret) në kupë të

qiellit bërtet fort, me zë shumë të lartë. S'është as në qiell, as në tokë (as në dhe) është në gjendje të papërcaktuar, duke mos ditur si do të bëhet a si do të shkojë më tej, pe^ull. Skapet qieili me dorë *fj. u.* është e pamundur. Sikur ka kapur (ka zënë, ka rrokur) qiellin me dorë i është rritur mendja shumë, mbahet më të madh. Ktheu sytë nga qieili vdiq. E mban hundën në qiell mbahet më të madh, vret lart. S'e mban (s'e duron) as | qieili, as dheu (as toka) është diçka (sharje, fyerje, shpifje) tepër e rëndë, sa që s'mund të durohet. I mbanin (i ngrinin) sytë nga qieili prisnin të binte shi, shihnin se mos po vinte shi. Ngre (çon) zërin në qiell kërkon diçka më të madhe, ngul këmbë për diçka. U poq (u puq) qieili me detin ra shi i madh, pati shtrën-gatë të madhe me shi e me erë. Qieili me token të bash-kohen! është e pamundur, nuk mund të bëhet kurrë. Me ra qieili (shtëpia, çatia, tavani) mbi (në) kokë *shih te* BIE i. Ra qieili dhe e zuri (e mbuloi) i ra një fatkeqësi e madhe, e pllakosi një mjerim i madh. Si rrufe në qiell të hapur krejt papritur, fare befas. la tregoi potkonjtë (këpucët) qiellit (diellit) *përb. shih te* DIELL,~I. Hap gojën e shikon qiellin *shih te* HAP. E kërkoi në qiell dhe e gjeti në tokë nuk la vend pa e kërkuar dike dhe me në fund e gjeti aty ku s'e priste. Duart nga mielli, sytë nga qieili *shih te* SY,~Rl. Bre-z i i qiellit ylberi.

QIELLGËRVISHTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ndërtesë me shumë kate; ndërtesë shumë e lartë.

QIELLHAPUR *mb. libr.* Që është pa re, i kthjellët, i pastër (për kohën).

QIEIXOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me qiellin, qëji përket qiellit; që ndodh në qiell. *Hapësira qiellore. Sfera qiellore. Dukuri qiellore.*

2. Që ndodhet në hapësirën e lire e pa fund, e cila duket prej Tokës. *Trupat qiellore.*

3. *fet., vjet.* Që ka të bëjë me qiellin, si vendi ku, sipas besimeve të kota fetare, gjoja banojnë perënditë etj.; hyjnor. *Në botën qiellore. Zemërimi qiellor.*

4. *fig.* Që është i mrekullueshëm, i jashtëzakonshëm, hyjnor. *Bukuri qiellore. Zë qiellor.*

Mekanika qiellore *astr. shih te* MEKA-MKË,~A.

QIELLZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. *anat.* Pjesa e sipërme e gojës nga përbrenda, që vjen si kube. *Qiellza e butë. Qiellza e forte. Mbështet gjuhën në qiellzë.*

2. Pjesa e sipërme e furrës ose e derës që ka trajtën e një kubeje. *Qiellza e furrës. Qiellza e derës.*

•*k* Iii ngjit gjuha pas qiellze *shih te* GJUHË,~A.

QIELLZOR,~E *mb.* 1. *anat.* Që ka të bëjë me qiell-zën, i qiellzës.

2. *gjuh.* Që shqiptohet duke e mbështetur shpinën e gjuhës te qiellza e forte (për bashkëtingëlloret). *Bashkëtingëlloret qiellzore q, gj.*

QIELLZORE,~JA *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Tingull që shqiptohet duke mbështetur shpinën e gjuhës te qiellza e forte. *Qiellzorja q.*

QIFT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zool.* 1. Shpend i madh grabitqar, me krahë të mëdhenj zakonisht të zinj, me kokë si në të bardhë, me sqep të kthyer e me bisht të bigëzuar, që ushqehet me kafshë të vogla e me zogj. *shpejtë si qift.*

2. *krahin.* Skifter.

• Si qifti pulën me shpejtësi të madhe, rrëmbimthi. I vjen qift i vjen rreth e rrotull diçkaje, duke dashur ta marrë.

QIK,~U *m. shih* QIQËRIM,~I.

QILAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. E ndarë në pjesën e poshtme të shtëpisë, tërësisht a pjasërisht nën tokë, ku mbahen në të ftohtë për të mos u prishur ushqimet, bulmeti, vera etj.; kthinë në shtëpi, ku ruhen ushqimet. *Qilari i bulmetit (i verës). Shtëpi me qilar. Zbriti në qilar. E mbushi qilarin.*

*2. krahin.* Kthinë e vogël në shtëpinë malësore, ku flenë bashkëshortët. *Shtrojnë qilarin. E futnin (e shtinin) nusen në qilar.*

• Është me af ër dera se qilari *fj. u. shih te* DERË, ~A. I Has derës të dëgjojë qilari *shih te* FLAS.

QILARXHESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet. Fem. e* QILARXHI,~U.

QILARXHl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Ai që kujdesej gjatë dasmës për ndarjen e ushqimeve e të pijeve dhe që zakonisht rrinte në qilarin e shtëpisë. *E Vunë qilarxhi.*

QILIM,~I *m.sh.* ~A, ~AT. 1. Shtrojë me për-masa të ndryshme dhe me një a me disa fletë, e punuar në vegjë me fije të trasha leshi, pambuku etj., zakonisht me disa ngjyra e me zbukurime, që vihet mbi dysheme ose varet në mut si stoli. *Qilim i vogël (i madh, i trashë, i rrahur, i shkelur). Qilim me vija (me lule). Qilim me thekë (me push). Qilim me lecka. Qilim muri. Fletët e qilimit. Ndërmarrja e qilimave. Shtroj (hap, ngre, mbledh, shkund) qilimin.*

2. *fig.* Shtresë e pandërprerë dhe e butë që mbulon një truall të gjerë. *Qilim dëbore. Qilim ban. Qilim lulesh.*

-• Qilimi i gjelbër *libr.* fusha e futbollit.

QILIMPUNUES,~E *mb.* Që merret me punimin e qilimave, që bën qilima.

QILIMPUNUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ajo që merret me punimin e qilimave, ajo që bën qilima. *Qilimpunuese e dalluar. Kooperativa e qilimpunueseve.*

QILtZMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bujq.* PunimI i thellë me plug ose me kazmë, që i bëhet një toke të re ose një are për të shtuar pjellorinë; tokë e punuar në këtë mënyrë. *Qilizmë për vresht. Hapën (bëjnë) qi-lizmë. Kthyen qilizmë. Mbollën qilizmat.*

QlME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *anat.* Fije e hollë prej lënde të brirtë, që rritet mbi lëkurën e njeriutdhe të disa kafshëve. *Qime e zezë (e verdhë, e bardhë, e kuqe). Qime e gjatë (e hollë, e trashë). Qimet e kokës* flokët. *Qimet e mjekrës. Qimet e duarve (e këmbëve), Qime kali (derri, dhie, maceje). Lëkurë me (pa) qime. I rriten (i dalin, i bien) qimet. Heq (shkul) një qime. S'i ka mbetur asnjë qime në kokë. Iu thinjën qimet. I dolën qime të bardha* filloi të thinjet.

2. *përmb.* Tërësia e fijeve të holla që mbulojnë tru-pin e një kafshe. *E ka qimen të zezë (të kuqe, të murr-me). E ka qimen të ashpër (të butë). Ndërron qimen. I bie qimja. Ujku qimen e ndërron, po lëkurën s'e ndërron (po zakonin* s'e *harron). fj.u.*

3. *përmb., bised.* Fijet e mjekrës e të mustaqeve. *E ka qimen të ashpër (të forte). S'i ka dale (dirsur) qimja ende* nuk ka filluar ende të rruhet, është ende i mitur.

4. Fije e hollë leshi, që veçohet nga peri i dredhur, më të cilin është endur a thutur një rrobë, një pëlhurë, një qilim etj. *Qime leshi. Qimet e qilimit (e çorapeve). I kanë dalë qimet.*

5. *kryes. sh.* Fije të holla, po të forta, zakonisht nga jelja a nga bishti i kalit, që përdoren për furça e për punë të tjera. *Qimet e furçës. Furçë me qime kali (derri).*

*6. bot.* Fije e hollë që del në rrënjët a në këicellin e disa bimëve. *Qime thithëse. Qime e trashë.*
7. *kryes. sh. anat.* Zgjatime të holla si fije në cipën e një organi të trupit. *Qimet e zorrëve.*
8. *tek.* Fije e hollë metali, e përdredhur në meka-nizmin e një ore. *Qimja e ores. Iu këput qimja. I ndërroi qimen.*
9. *zool.* Qime e gjallë.
10. *shih* QIMËZ,~A \. *1 ka hyrë qimja. E zuri (i ra) qimja.*
11. *mjek. shih* QIMËZ,~A *i. Të rente (të hëngërt) qimja! mallk.*
•*k* Asnjë qime (fije floku) asnjë fije, asnjë grime, aspak. Pas qimes për një grime, për diçka të vogël. Deri në një qime deri në hollësitë më të vogla, pa lënë mangët as gjënë më të vogël, plotësisht. Iu drodhën qimet e kokës (flokët, leshrat e kokës) *shih te* FL,OK, ~U. Nuk të fal (as) qimen është shumë kërkues, nuk bën as lëshimin më të vogël. Flet me qime flet në më-nyrë shumë të përpiktë. la kalli qimen *thjeshtligj. e* la diçka pas dore, s'ia vari dikujt a diçkaje. Këput edhe qimen *shih te* KËPUT. Lesh me qime *shih te* LESH, ~I. Një qime derri është pak, një fije. Sa qimet e kokës shumë shtrenjtë. Si qimja në qere shumë i rrallë; shumë rrallë. I rri në qime *dikujt* tregohet i kuj-desshëm ndaj dikujt nëtë folur e nëveprime. Shpëtoi për një qime (për një fije floku, për një fill) *shih te* FIJE, ~A. S'e trembi (fare) qimen nuk u frikësua, nuk iu tremb syri. Varet (mbahet) në një qime është gati duke u prishur a duke vdekur, pak gjë e ndan nga prishja a nga vdekja. E bën qimen (halën, perin) tra i zmadhon shumë gjërat, i paraqit gjërat shumë më të mëdha sesa janë. Me dolën qime të bardha *shih te* BARDHË (i,e). la ha syri në qime *dike shih te* SY,~RI. Futet si qimja në qull hyn aty ku s'duhet, futet (ndërhyn) në një punë pa qenë fare e nevojshme dhe e prish punën. I qe çelur qimja ishte i gëzuar. Është qime e gjallë a) është shumë i shkathët në punë e në veprime, është shpuzë; b) *keq.* është tinëzar i madh, të dëmton pa u ndjerë fare. Ka qimen (lëkurën) e ujkut *shih tek* UJK, ~U 1. S'ka ku të gjejë (të nxjerrë) qime nuk gjen dot
ndonjë shkak a ndonjë të mctë, s'ka ku të kapet. Kërkon qimet e kokës kërkon një shpërblim shumë të madh, jep një çmim jashtëzakonisht të lartë. Kërkon (gjurmon, lyp) qimen në vezë mundohet të gjejë medoemos ndonjë të metë në një punë a në diçka tjetër, kapet pas gjërave fare të vogla e pa rëndësi. Nuk i mungon asnjë qime nuk i mungon asgjë, nuk ka asgjë mangët, i ka të gjitha të mirat. E ndan (e can) qimen (me) katërsh (dysh) a) është shumë i zoti, është mendjehollë; b) *keq.* është shumë dorështrënguar; c) e ka zakon të kapet pas gjërave fare të vogla. Iu ngritën (iu çuan) qimet (leshrat e kokës, flokët) per-pjetë *shih te* FLOK,~U. SM ngjitet qimja në trup është shumë i paster, i ndrijnë rrobat në trup. Nu-mëron qimet (fijet) e postiqes *shih te* POSTIQE,~'JA. S'e nxjerr (dot) qimen nga qulli nuk është i zoti e i shkathët, është shumë i plogët, nuk e ke për asgjë. Pagoi (harxhoi) qimet (leshtë) e kokës harxhoi shumë, shpenzoi jashtë mase. S'ia pret njeri qimen (perin) *shih te* PRES 1. Qimja e tjetrit të duket tra është me lehtë të shohësh të metat e të tjerëve, sesa të tuat. I kanë rënë qimet (i ka rënë leshtë) e kokës *shih te* LESH,~I. Shkul një qime nga një derr (shkul një gur nga një mur) *shih te* SHKUL. Shikon (sheh) qimen në syrin e tjetrit dhe nuk shikon (nuk sheh) trarin në syrin e vet nuk sheh të metat e gabimet e veta të mëdha, por merret me gjërat e vogla të të tjerëve. Qime e gjallë *zool.* krimb i hollë si fije, që jeton në ujë dhe si parazit te disa kafshë shtëpiake e shpendë.
QIMEARTË *mb. poet.* Që i ka qimet të verdha e të ndritshme, si të arta (për kafshët). *Kaproll qimeartë. Qengj qimeartë.*
Q1MEASHPËR *mb.* 1. Që c ka qimen ose leshin të ashpër (për kafshët); *kund.* qimebutë. *Dele qime-ashpër.*
2. Që e ka qimen e mjekrës të forte (për burrat).
QIMEBARDHË *mb.* 1. Që i ka qimet e trupit të bardha (për kafshët); që i ka flokët të bardhë (për njerëzit). *Ari qimebardhë. Kale qimebardhë. Djalë qimebardhë.*
2. Që i ka flokët të thinjur. *Plak qimebardhë.*
QIMEBRISHTË *mb.* Që i ka qimet të brishta.
QIMEBUTË *mb.* Që e ka qimen ose leshin të butë (për kafshët); *kund.* qimeasbpër. *Dele qimebutë.*
QIMEDENDUR *mb.* Që i ka qimet të dendura; leshtor, leshtak; *kund.* qimerrallë. *Mace qimedendur. Mjekër qimedendur. Furçë qimedendur.*
QIMEDREDHUR *mb.* Që i ka qimet të dredhura (zakonisht për kafshët). *Qen qimedredhur.*
QIMEGJALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Qime e gjallë.
QIMEGJATË *mb.* Që i ka qimet a fijet e leshit të gjata; *kund.* qimeshkurtër. *Kale qimegjatë. Mace qime-gjatë. Sixhade qimegjatë.*
QIMEHIRTË *mb.* I. Që e ka qimen të hirtë (zakonisht për kafshët). *Kale (pelë) qimehirtë. Ujk qime-hirtë.*
2. Që i ka flokët të thinjur. *Plak qimehirtë.*
QIMEHOLLË *mb.* Që e ka qimen a fijen e leshit të hollë; *kund.* qimetrashë.
QIMEKUQ,~E *mb.* 1. Që i ka qimet të kuqe a tëkiiqërreme (për kafshët); që i ka flokët të kuqërremë (për njerëzit); kuqalash. *Djalë qimekuq. Kale (dent) qimekuq. Dhi (pelë) qimekuqe.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
QIMELARMË *mb.* Që i ka qimet të larme, që është me qime lara-lara. *Kale (ka) qimelarmë.*
QIMEMURRMË *mb.* Që e ka qimen të murrme. *Lepur qimemurrmë. Ujk (qsn) qimemunmë.*
IQIMENDRITUR *mb.* Që e ka qimen të ndritur (për kafshët). *Kale qimendritur. Mushkë qimendritur.*
QIMERËNË *mb.* Që i kanë rënë qimet a flokët. *Dftelpër qimerënë.*
QIMERRALLË *mb.* Që i ka qimet të rralla; *kund.* qimedendur. *Mjekër qimerrallë. Furçë qimerrallë.*
QIMERRUAR *mb.* 1. Që ka rruar mjekrën e mus-taqet.
2. Që e ka qimen të shkurtër, të dendur e të shtruar (për kafshët). *Viç qimerruar.*
QIMESHKCRTËR *mb.* Që i ka qimet a fijet e le-shit të shkurtra; *kund.* qimegjatë.
QIMETRASHË *mb.* Që e ka qimen a fijen e leshit të trashë; *kund.* qimehollë.
QIMETHINJUR *mb.* Që i ka flokët të thinjur, flokë-thinjur. *Burrë qimethinjur.*
QIMEVERDHË *mb.* Që e ka qimen të verdhë (për kafshët); që i ka flokët të verdhë, flokëverdhë (për nje-rëzit).
QIMEZBARDHUR *mb.* Që e ka qimen a flokun të Jzbardhur; qimethinjur, 3okëthinjur (për njerëzit).
QIMEZI, ~ZEZË *mb.* Që e ka qimen të zezë (zakouisht për kafshët). *Kale (ka) qimezi. Pelë qime-zezë.*
QIMËZ,~'A .I. *veter.* Sëmundje parazitare e kafshëve shtëpiake dhe e shpendëve, që shkaktohet nga disa

krimba shumë të hollë. *Qimëza e mushkërive. Qimëza e mëlçisë. I ka rënë qimëza deles.*
2. *mjek.* Kalbëzim i indeve rreth një plage, që përhapet më tej; qime, gangrene. *Të hëngërt qimëza! mallk.*
QIMËZOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR *libr.* I dalin fijet e holla të leshit një peri të dredhur ose një rrobe të endur; pushtohet, leshtohet.
QIMISHTE,~T. *vet. sh.* Vend ku janë grumbulluar a kanë rënë shumë qime, shumicë qimesh. *Ç'është kjo\qimishte k,ëtu?*
QIMNON,~I *m. bot.* Bimë barishtore dyvjeçare me I kërcell të degëzuar në majë, me lule të bardha ose ngjyrë trëndafili të mbledhura si çadër, që bën disa fara të vogla me vaj, të cilat përdoren për t'u dhënë erë pijeve, ëmbëlsirave etj. *Farat e qimnonit.*
QIMOS'ET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Sëmuret nga qimëza dhe dobësohet (për kafshët shtëpiake). *U qi-mos'ën delet.*
QIMOSH,~E *mb.* Që ka shumë qime, që ka qime të dendura në trup, leshtor, leshtak.
QIMTON *jokal.,* ~OI, ~UAR. *shih* QËMTOJ 3.
QIMUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gunë.
QIND,~I *m.* 1. Numri i barabartë me dhjetë here dhjetë. *Anita te qindi. Mbushi qindin* u be njëqind vjeç.
2. Sasia prej njëqind njësish, që merret si bazë për të matur përpjesëtimin e diçkaje, duke e shprehur në përqindje. *Sa për qiitd? Dhjetë për qind. Pesëdhjetë për qind* gjysmë për gjysmë. *Qind për qind* tërësisht; të gjithë pa përjashtim. *E plotësuan planin qind për qind. Votuan qind për qind.*
3. *vet. sh.* ~RA, ~RAT. Numër i madh e i pa-caktuar sendesh, qeniesh a dukurish, por zakonisht jo me shumë se një mijë; sasi e madhe. *Erdhën me qindra e mijëra vetë. Peshonte qindra kuintalë. la kam thënë qindra here. Kaluan qindra vjet.*
+ Qind për qind a) krejt *(Ka ndryshuar qind për qind);* b) plotësisht *(Kam besim qind për qind. Jam qind për qind i sigurt).* Me qind për qind me siguri të plotë, pa asnjë dyshim. E mbushi qindin c kaloi cakun e pranueshëm të gabimeve a të fajeve, e teproi, e mbushi kupën. Me mijë për qind *shih te* MIJË,~A. I punoi qindin nuk i la gjë pa i thënë e pa i bërë, i bëri gjithçka kishte në dorë a që mund t'i bënte.
QINDARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Një e katërta e okës (për lëngjet).
2. Enë, shishe që jixë një të katërtën e okës. *Qindare rakie.*
QINDARKË,~A . *sh.* ~A, —AT. Një e qindta pjesë e lekut; monedhë e vogël metalike, me vlerë sa një e njëqindta pjesë e lekut. *Një qindarkë. Pesëdhjetë qindarka* gjysmë leku. *Nuk ka asnjë qindarkë* nuk ka fare para. *Nuk vlen asnjë qindarkë* nuk ka fare vlerë.
QINDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *hist.* Komandant i një njësie ushtarake prej rreth njëqind vetësh. *Urdhri i qindësit.*
QINDËSH,~I *m. bised.* Largësia prej njëqind metrash, që psrshkon një vrapues në një garë sportive; njeqindmetërsh. *Sa e bën qindëshin?*
QlNDËSHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *mat.* Numër që përbëhet nga njëqind njësi; njësia e rendit të tretë dhe shifra e tretë nga fundi në një numër. *Ve-primet deri në qindëshen e pare. Sa qindëshe ka numri* 2600? *zbresim një qindëshe. Mbledh qindëshet.*
*2.* Kartëmonedhë prej njëqind lekësh, njëqind-lekeshe. *dha një qindëshe. I palosi qindëshet veçan. Theu një qindëshe.*
3. Enë a shishe që nxë njëqind gramë.
4. Grup i përbërë nga njëqind qeriie ose sende. *Qindëshja e parë e fletëve.*
5. *hist.* Njësi ushtarake prej njëqind vetësh ose me shumë, që vepronte me një rreshtim të caktuar. *Qindëshet e zeza* banda të armatosura vrasësish, të organizuara në Rusi nga policia cariste dhe nga partite monarkiste për të goditur forcat revolucionare; reak-sionarët më të tërbuar. *Qindëshet romake* centuriet. *Qindëshet kozake (turke). Qindëshja e rojës. Komandanti i qindëshes.*
QINDFlSH,~I *m.* Sasi, përmasë, vlerë njëqind here më e madhe se një tjetër që merret si bazë; një-qindflsh. *Qindfishi i dhjetës është një mijë. Qindfishi i vlerës fillestare.*
QINDFISHlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QINDFISHOJ, QINDFISHOHET. *Qindfi-shimi i forcave (i mjeteve, i përpjekjeve, i mundësive).*QINDFISHOHET *vetv.* 1. Bëhet edhe njëqind here me i madh se ç'është; bëhet njëqind here më e madhe se diçka tjetër që merret si bazë e rritet njëqindfish.
2. Shtohet, rritet shumë. *U qindfishua prodhimi. Qindfishohen mundësitë.*
3. *Pës. e* QINDFISHOJ.
QINDFISHOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E bëj
diçka edhe njëqind here më të madhe se ç'është; e bëj njëqind here më të madhe se diçka tjetër që merret si bazë, e rrit njëqindfish. *Qindfishuan prodhimin.* 2. *fig.* Shtoj a rrit shumë diçka, e bëj shumë më të madhe nga çka qenë. *Qindfishuan forcat (përpjekjet).*
QINDFISHTË (i,e) *mb.* Që është njëqind berë me i madh, që ka njëqind here me shumë.
QINDFISHCAR (I,e) *mb.* Që është rritur njëqind here; që është shtuar shumë a shumë here. *Me area të qindfishuara. Me vrull të qindfishuar.*
QINDLEKËSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *Bised.* Kartëmonedhë prej njëqind lekësh, qindëshe.
QINDOR,~E *mb. mat.* Që ndahet në njëqind pjesë të njëjta; që mbështetet në numrin njëqind. *Sistem qindor.*
QINDRAVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat qindra vjet. që vijon me qindra vjet; shumëshekullor. *Historia qindravjeçare. Luftëra qindravjeçare.*
2. Që e ka moshën disa qindra vjet, që është rritur a që rritet prej qindra vjetësh; që është bërë a ndër-tuar qindra vjet me pare. *Pishë qindravjeçare. Drurë qindravjeçare. Mure qindravjeçare. Kala qindravjeçare.*
QINDTË (i,e) *mb.* 1. Që është i barabartë me një nga njëqind pjesët e njëjta, në të cilat ndahet një e tërë. *Centimetri është një e qindta pjesë e metrit. Ndaj në pjesë të qindta.*
2. *përd. em. f.* Një nga njëqind pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë; e njëqindtë. *Një e qindta e metrit* centimetri. *Në një të qindtën e trashësisë (e largësisë). Dy të qindtat me pak. më të qindta të lekut* me qindarka. *E njehsoj më të qindta.*
QINDVJEÇAR,~E *mb.* 1. Njëqindvjeçar. *Periudhë qindvjeçare. Plak qindvjeçar.*
2. si *em.* ~, ~l *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* QINDVJE-TOR,~I i. *Në qindvjeçar in e pare. Kaluan disa qindvjeçare.*

QINDVJETOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Periudhë prej njëqind vjetësh, shekull.
2. Njëqindvjetor. *Qindvjetori i lindjes. Festoi qind-vjetorin.*
QINGËL,~LA ] . *sh.* ~LA, ~LAT *bot. shih* SHPENDËR,~RA i.
QlNGËL,~LA ii . *sh.* ~LA, ~LAT. Rrip i gjerë leshi a lëkure, që u kalohet nën bark kafshëve të ngarkesës për të lidhur të dy anët e samarit a të shales; nënbarkës, nënbarkje. *vuri qinglën samarit. Çliroi (shtrëngoi) qinglën. U këput qingla.*
QINGJE,~JA . *sh.* ~, ~TË. *shih* QINGËL, ~LA n.
QINGJOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. I vë nënbarkëzën kafshës, i shkoj qinglën nën bark.
QIPARIS,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru halor
mesdhetar me trup të drejtë e të gjatë dhe me një majë të zgjatur, me gjethe të vogla luspake përherë të blerta, të renditura kryq nëpër degëza, që bën disa boçe të vogla e të forta, selvi. *Qiparis i moçëm. Dru qiparisi. I drejtë si qiparis. E kishte trupin si qiparis.*
QIPARISTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej drurit të qiparisit. *Dollop i qiparistë.*
QIPRIQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kërpudhë vjesh-take me kësulë të kuqërreme që hahet.
QIPULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *mit.* Figure e be-simeve popullore që përfytyrohej si xhind.
•*k* I hipën (i kërcyen, e zunë, e kapën) qipujt (xhindet) *shih te* XHIND,~I. I zbritën (i ranë) qipajt (xhindet) *shih te* XHIND,~I.
QfQËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *bot.* Btmjs barishtore me kërcell mjaft të degëzuar, me gjethe të vogla e të dhëmbëzuara, me lule ngjyrë qielli të hapur, që bën bishtaja vezake me kokrra të rrumbullkëta si bizele, por me ngjyrë si të verdhë; kokrrat e kësaj bime, që përdoren për ushqim. *Qiqra të pjekura. Bukë me qiqra. Sa një qiqër* shumë i vogël.
2. *përd. mb. fig.* I shkathët, i gjallë, i mprehtë. *Është qiqër. E ka mendjen qiqër. I ka sytë (veshët) qiqër.*
3. *përd. ndajf. fig.* Në gjendje shumë të mirë shënde-tësore, pa asnjë cen a çrregullim. *Ubë qiqër (kokërr qiqër). U gdhi qiqër.*
•*k* Kërkon qiqra në hell *shih te* HELL,~I. I ka qiqrat të ftohta *me dike shih te* FTOHTË (i,e). I ka qiqrat të mbara i shkoj në mirë punët, i ka punët në rregull, e ka vënë në vijë.
QIQËRfM,~I m. dhe QIQËRIMË,~A . Mjegull shumë e nolle, që ulet e shtrihet gjerë mbi tokë za-konisht në verë. *Qiqërim i bardhë (i lehtë).*
QIQËROHEM *vetv.,* ~-'OVA (u), ~CAR. Pas-trohem e rregullohem mirë e mirë.
QIQËRVlQËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot. shih* KIKIRIK,~U.
QIRA,~JA . *sh.* ~, ~TË. Shumë të hollash që paguhet në periudha të caktuara për diçka që e ma-rrim në përdorim për një kohë sipas një marrëveshjeje. *Qira e ulët (e lartë). Qiraja mujore (vjetore). Qiraja e shtëpisë. Qiraja e tokës. Biçikletë (varkë, makinë) me qira. Shtëpi me qira. Libreza e qirasë. Paguaj (laj) qiranë. Jap (man) me qira. Zë (lëshoj) me qira.*
•*k* Shtëpi pa qira *thjeshtligj.* burgu. S'e vlen barra qirauë edhe *poh. shih te* BARRË ~A. S'e ka marrë shpirtiu me qira thuhet kur dikush përpiqet të mos i pranojë detyrat a punët e rënda e të shtimta, të cilat nuk i përballon dot ose i shkatërrojnë shëndetin.
QIRADHËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që jep diçka me qira (zakonisht një banesë a një tokë).
QIRADHËNIE,~A . Dhënia e diçkaje me qira. *Afati i qiradhënies.*
QIRAMARRËS,~l *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merr diçka me qira (zakonisht një banesë a një tokë). *De-tyrimet e qiramarrësit.*
QIRAMARRËS,~E *mb.* Që merr diçka me qira(zakonisht një shtëpi a një tokë). *Banorët qiramarrës. Fshatarët qiramarrës. Pala qiramarrëse.*
QIRAMARRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Marrja e diçkaje me qira. *Koha e qiramarrjes.*
QIRAXHESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Fem. e* QIRAXHI,~U i.
QIRAXHl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Ai që banon me qira në shtëpinë enjë tjetri, qiramarrës. *Qiraxhinjtë e katit të pare. Dhoma e qiraxhiut. Ka qiraxhinj në shtëpi.*
*2. vjet.* Ai që bartte me qira nga një vend a krahinë në një tjetër ngarkesa, mallra a plaçka me kuajt e vet. *Rrugë qiraxhinjsh. Karvanët e qiraxhinjve. Pit-nonte qiraxhi. Qiraxhiu që ngiste karvanin.*
3. *vjet.* Ai që jepte kuaj me qira. *Kali i qiraxhiut.*
QIRI,~U dhe QIRI,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Shkop prej dylli, dhjami a stearine me përmasa të ndryshme e me një fltil në mes, që ndizet për të bërë dritë. *Qiri i bardhë (i verdhë, i kuq, i trashë, ihollë). Qjri dylli (stearine). Fit Hi i qiririt. Në dritën e qiririt. Mbajtëse qirinjsh. Ndez (shuaj) qiriun. Bëj dritë me qiri. E\ ka hundën (si) qiri* e ka hundën të drejtë. *zbehtë si\ qiri. Qëndron si qiri* rri drejt e pa lëvizur. *U tret si qiriri.*
12. *fiz.* Njësia e matjes për forcën e dritës. *Llambë 1I qirinjsh. Sa qirinjsh është?*
3. *tek.* Vegël që shërben për të ndezur përzierjen e ajrit me lëndët djegëse në motorët me djegie të bren-dshme. *Qirinjtë e motorit. I ndërroj qirinjtë.*
*4.* Diçka në trajtë të një shkopi, që varet teposhtë. *Qirinjtë e akullit* hejtë e~ akullit.
*k* Është bërë qiri është tretur, është dobësuar shumë. E kërkoi me qiri e kërkoi në çdo anë, s'la vend pa e kërkuar. Kishte mbetur qiri ishte ngushtë, ishte në gjendje të vështirë, e kishte punën pisk. I ndezën qi-ririn presin që të vdesë dikush nga çasti në cast. I rri qiri (me këmbë) *dikujt* i rri gati dikujt për t'i plo-tësuar çdo kërkesë, i rri me këmbë; kujdeset shumë për dike. U gjend qiri në këmbë u ngrit menjëherë në kërnbë. E kërkon sherrin me qiri kërkon me çdo mënyre shkak për t'u grindur, është i gatshëm për të bëië sberr. Mbeti qiri në këmbë a) qëndroi në këmbë pa lëvizur për shumë kohë; b) priti shumë.
QIRIBËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën qirinj; *vjet.* ai që bënte dhe shiste qirinj.
QIRIÇ,~I *m.* Miell i posaçëm, që bëhet nga rrënja e zambakut të verdhë dhe që zbutet me ujë për të ngjitur letra, lëkurë etj.; qull i përgatitur me miell a me niseshte të ngjeshur me ujë, që përdoret për Tigjitje; ngjitëse. *Qiriç me miell (me niseshte). Erë qiriçi. Përgatitja e qiriçit. Ngjit me qiriç. Bëj (lyej) me qiriç. Është bërë gjella si qiriç.*
QIRIMBAJTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Mbësh-tetëse prej druri a prej metali me fund të rrumbullakët dhe me një ose me disa vende për të mbajtur qirinjtë që ndizen, shandan. *Qirimbajtëse druri (tunxhi, tene-qeje, argjendi).*

QIRINJTË (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me dyllë a me dhjamë qirinjsh; që është si qiri. *Shkop i qirinjtë.*
2. *fig.* Shumë i zbehtë, që është pa gjak e i zverdhur si qiri. *Fytyrë e qirinjtë.*
QIRITH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Gjunjëz,bar guri.
QIRITHI *ndajf.* 1. Mbi dy këmbët e prapme, duke mbajtur dy këmbët e para përpjetë e trupin drejt (zakonisht për mënyrën e të qëndruarit të kafshëve); arithi, shah. *Kali u ngrit qirithi.*
2. Drejt përpjetë. *Plepi ngrihej qirithi.*
QIT (QIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E heq nga brenda, e nxjerr nga thellësia e diçkaje, e bëj të dale përjash-ta; nxjerr; *kund.* shtie, fut. *Qiti shpatën. E qiti nga xhepi. E qiti nga shtëpia. E qitën nga gropa (nga hanali, nga pusi). E qiti nga sirtari. E qiti nga furra. Qit nga uji. Qit jashtë.*
*2.* E shpie jashtë caqeve ose jashtë kufirit të diçkaje, e vë përjashta, në vend të hapuf; nxjerr. *E qiti topin jashtë fushës. Qit kokën nga dritarja. Qit në diell (në ajër).*
3. Heq prej diku ku është ngulur, lëviz nga vendi i vet i zakonshëm, shkul; nxjerr. *Qiti dhëmballën. Qiti këmbën (krahun)* e ndrydhi. *qiti syrin. I qiti rrënjët.*
4. Shtrij përpara; e bëj të dale përpara, nxjerr. *qit dorën. Qiti gjoksin përpara.*
5. Lë të dale, të përhapet, të mbijë, të rrjedhë etj. nga vetja, lëshoj, nxjerr. *Qit tym favull). Qit shkëndija. Qit Me (gjethe, kalli). Qit tinguj. Qit flluska. Qit fry men (ajrin).*
*6.* E lëshon, nuk e mban, e nxjerr. *E qit bojën. E qit ajrin. Kadja ka nisur të qitë.*
7. *bised.* Heq një veshje, një rrobë etj. nga trupi. *Qit kapelën. Qit këpucët.*
8. I heq cipën e sipërme a mbulesën; e bëj të duket pa atë që e mbulonte sipër, zbuloj, tregoj të zhveshur, nxjerr. *qit bojën. I qiti cipën. Qiti llërët (krahët).*
9. Largoj prej diku, nxjerr, dëboj. *E qitën nga dhoma (nga shtëpia). E qiti në rrugë. E qiti jashtë me shkelma. E qiti birërie* nuk e quan me për djalë a për vajzë të vetën, e dëbon nga gjiri i familjes.
10. E largoj nga gjiri i familjes a nga puna kur arrin një moshë të caktuar, nxjerr. *E qiti vajzën* e mar-toi vajzën. *E qitën në pension.*
11. Marr me vete dhe e shpie diku, nxjerr. *E qiti në shëtitje. E qiti në ajër të paster. E qitën bagëtinë të kullosë.*
12. Shpie në një drejtim, nxjerr diku. *Ku të qit kjo rrugë?*
13. *bised.* E bëj të dale diku që ta shohin të tjerët, nxjerr. *E qiti në skenë. E qiti në film. E qiti para ko-lektivit. E qiti në dritë.*
14. E përgatit, e botoj dhe e përhap diçka, vë në qarkullim. *Qit një vepër (një roman).*
15. Hartoj dhe bëj të njohur; shpall, nxjerr. *Qit një lajmërim. Qit një fletërrufe. Qitën rregulla të reja. Qiti një urdhër* dha urdhër, urdhëroi.
16. *bised.* Prodhoj, jap, nxjerr. *Qit qumësht. Qit gjëra të mira nga duart. Kjo are qiti mirë siMJet.*
17. Marr një lëndë ose një prodhim, nxjerr. *Qit naftë nga nëntoka. Qit Vaj nga ullinjtë. Qit sheqer nga panxhari.*
18. Përgatit duke i dhënë njohuritë e duhura, nxjerr. *Qit kuadro.*
19. *fig.* Jap nga gjiri im. *Vendi ynë ka qitur heronj (mendimtarë të shquar).*
20. Siguroj me punë, fitoj, nxjerr. *Qit bukën. Qit fitime. Qit me djersë.*21. *bised.* I siguroj dikujt diçka, nxjerr. *qitën të drejtën e studimit.*
22. Paraqit, nxjerr, parashtroj. *Qit kundërshtime. Qit arsye (shkaqe).*
23. I krijoj rrethana të vështira, i shkaktoj diçka të padëshirueshme; nxjerr. *qiti bishta. I qiti ngatërresa. Na qitipunë.*
24. I krijoj kushtet dikujt që të paraqitet në një mënyrë të caktuar, e paraqit, e nxjerr. *E qitën të pa-fajshëm. E qiti faqebardhë. E qitën të paaftë.*
25. Plotësoj, kënaq një dëshirë, një ndjenjë; heq; largo j një ndjenjë, një gjendje shpirtërore; shfryj, nxjerr. *Qit dufin. la qita frikën. la qitën gjumin. Qit mallin* çmallem. *E qiti zinë.*
26. Flas, tregoj, nxjerr; e bëj të flasë a të tregojë diçka të fshehtë. JVwJt *qiti asnjë emër. Nuk qiti zë. Nuk qiti asnjë fjalë. la qiti fjalët me zor. Fashistët e shtrën-guan, por s'i qitën gjë.*
27. E shpëtoj nga një gjendje e vështirë a e keqe, nxjerr. *E qitën nga prapambetja. E qiti nga balta. E qiti nga telashet.*
28. E bëj të paaftë, të pavlefshëm, nxjerr. *Qit jashtë përdorimit.*
29. E vë në një vend të caktuar kundrejt të tjerëve, nxjerr. *E qitën në krye (në ballë). E qitën në fund.*
30. Nxjerr për të shitur. *E qitën në treg. E qitën në shitje.*
31. *bised.* Riprodhoj nga një gjë tjetër ose sipas diçkaje tjetër, nxjerr. *Qit në fotografi. I qiti bashkë (familjarisht).*
32. I vë përpara, gostit, qeras. *U qiti bukë djemve. la qiti përpara. I qiti kafe (pije, ëmbëlsirë).*
33. *bised.* Kaloj një periudhë kohe, kapërcej, hedh; nxjerr. *E qiti vitin (dimrin).*
34. *bised.* Krijoj, bëj, trilloj. *qitën një vjershë (një këngë). I qitën fjalë.*
35. E përcjell në një mënyrë të caktuar. *E qiti duarbosh. E qiti pa pjesë. E qiti me gisht në gojë.*
36. I shtie, i hedh brenda; fut, shtie. *qiti sheqer kafes. I qiti vaj gjellës. I qiti verës ujë. E qiti në thes.*
37. E hedh tutje, e flak. *E qiti poshtë. Qite tutje!*
38. Qëlloj me armë zjarri, shtie. *Qit me pushkë. Qit me top. Qiti pushkë* shtiu, qëlloi.
39. *krahin.* Nis, filloj.
• E qiti (e nxori, e ngriti, e çoi) nga balta *dike shih te* BALTË,~A. I qiti (i lëshoi) be *shift te* LËSHOJ. Qet e bërtet rropatet me çdo mjet të vërtetojë ose të kundërshtojë diçka. la qiti (ia hoqi, ia nxori) bojën *keq. shih te* BOJË,~A i. E qiti bosh (fjalën) *shih te* BOSH. E qiti borxh *shih te* BORXH,~I. E qiti (e nxori) në breg *dike shih te* BREG,~U. Qit cekën *shih te* CEKË,~A. E qiti (e bëri, e nxori) çirak *dike* edhe *iron, shih te* ÇIRAK,~U i. E qiti nga defteri e fshiu nga defteri. E qiti në doçe *shih te* DOÇE,~JA i. I qiti në dorë *diçka shih te* DORË,~A. E qiti (e nxori) nëdritë *shih te* DRITË,~A. E qit (e nxjerr) nga dheu *shih te* DHE,~U. E qiti (e nxori) fare *shih te* FARË,~A. Ia qiti fishekët *një pune shih te* FISHEK,~U. I qiti (i nxori, i gjeti) fundin *diçkaje shih te* FUND,~I. E qiti (e nxori) për fushë (në fushë) *diçka shih te* FUSHË,~A. E qiti në harresë e harroi. Ia qiti (ia nxori) nga bundët (nga hunda, për hundësh) *diçka keq. shih te* HUNDË,~A. Sikur
e ka nxjerrë (e ka qitur) nga hunda (për bundësh) *shih te* HUNDË,~A. E qiti (e solli, e pruri) në jetë *shih te*

JETË,~A. Të qiste (të nxirrte) pa kapuç *shih te* KA-PUÇ,~I. E qiti kokën e tregoi se kush është; filloi a rifilloi të veprojë. Qit (nxjerr) krye (kokë) *shih te* NXJERR. Qit (nxjerr) me (në) krye *diçka shih te* KRYE,~T. Ia qiti (ia nxori) në lëndinë *diçka shih te* LËNDINË,~A i. E qiti (e nxori) lyç *diçka shih te* LYÇ. E qiti mbanë e përfundoi me sukses një punë, ia doli në krye. E qiti raendsh e luajti mendsh. Ia qiti (ia nxori) mendtë (trutë) *dikujt shih te* MEND,~TË. I qiti puplat u rrit, filloi ta ndiejë veten gjallë e të lëvizë. I qiti (i bëri) rrethin *shih te* RRETH, ~I. I qiti stërdhëmbët *shih te* STËRDHËMB,~I. I qiti (i nxori) sytë *dikujt shih te* NXJERR. Qet (hedh, sbtie) shkelma *shih te* SHKELM,~I. E qiti pas shpine *shih te* SHPINË,~A. I qiti (i nxori, i mori) sbpirtin *dikujt shih te* SHPIRT,~I. E qiti (e nxori) në shteg *shih te* SHTEG,~U $_3$. Ia qiti (ia nxori) tëm-that *dikujt shih tek* TËMTH,~I. I qiti në ujë (pa-ratë) i prishi, i harxhoi kot, pa asnjë dobi (paratë). Qiti (nxori) veshët *shih te* VESH,~I. I qiti (i shurdhoi, i nxori) veshët *shih te* SHURDHOJ. E qiti prej zemre *dike shih te* ZEMËR,~RA. Qit (flet) dokrra në hi *shih te* DOKËRR,~RRA. Qit (nxjerr) dhjamë nga pleshti *shih te* DHJAMË,~I. Nuk qit (nuk nxjerr) gjë në breg *shih te* BREG,~U. Nuk qit (nuk nxjerr) gjë në shesh (në treg) *shih te* SHESH, ~I. Ia qiti (ia nxori) için lakrorit *shih tek* IÇ,~I. I qit (i lëshon, i nxjerr) koka tym *shih tek* TYM,~I. Nuk qit (nuk nxjerr, nuk çon) lepur nga strofulla *shih te* LEPUR,~I. Ia qiti (ia nxori) lakrat në shesh *shih te* LAKËR,~RA. Ia qiti mishin cope *dikujt* e shqepi në dru, e zhdëpi, ia bëri kurrizin më të butë se barkun. I qiti shkumë nga goja i nxori shkumë nga goja. Qit. (nxjerr) vaj (mjaltë, ujë) nga guri *dikush shih te* VAJ,~I i. Qit (hidh) fare, nxirr (merr) fare *shih te* FARË,~A. I zoti e qit (e nxjerr) gomarin nga balta *fj. u. shih te* BALTË,~A.

QITAP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.X. mospërf.* Libër i vjetër; libër i vjetruar, pa vlerë. *Kishte hapur ca qitapë të mykur.*

2. *fet.* Libri i shenjtë i myslimanëve, kurani.

QITEM. 1. *Pës. e* QIT.

*1. pavet. vet. moh.* Nuk përballohet dot dikush a diçka, nuk i dilet. *Nuk qitet me atë njeri. Nuk qitet kështu.*

3. *pavet. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore) bised.* Me shfaqet një aftësi a prirje e veçantë për të kuptuar mirë e shpejt diçka a për të bërë diçka, me vjen ndoresh; me jepet. *Kështu m'u qit. Nuk m'u qit.*

QlTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që di të qëllojë mirë me armë; ai që merret me qitje si sport. *Qitës i dalluar (i mirë). Qilësit shqiptarë. Ekipi i qitësve. Stërvitja e qitësve.*

*2.* Ushtari që gjuan me armë tanket, aeroplanët etj. *Qitësit e ajrit.*

QITËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* QlTËS,~I. *Qitësja më e mirë.*

QITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes QIT.

2. Shkrehja e armëve të zjarrit për të qëlluar, za-konisht në stërvitjet ushtarake, në luftim dhe në garatsportive; sporti për të qitur me përpikëri me armë zjarri ose; me hark; zhurma që dëgjohet nga shkrepja e arrnëve të zjarrit, e shtënë. *Qitje luftarake (mësimore). Qitje sportive. Qitje e dobishme* hedhja e predhave për të shkatërruar objektin. *Qitje artilerie. Qitje bar-kas (mç gjunjë, me këmbë, me mbështetje). Qitje me armë (me pushkë, me pistoletë). Qitje me hark. Lar-gësia e qitjes. Drejtimi i qitjes. Ndreqja e qitjes. Ta-belë qitjeje. Poligon qitjeje. Garat e qitjes. Sporti i qitjes. Teoria (rregullat) e qitjes. Top me qitje të shpej-të. \Bëj qitje. Filloj (mbaroj, ndërpres) qitjen. Doli shkëlqyeshëm në qitje. Dëgjoheshin qitjet.*

• Me qitje të largët *libr. shih te* L,ARGËT (i,e). E bëri tabelë qitjeje *dike libr.* i drejtoi të gjitha go-ditjet a kritikat kundër dikujt. Shesh qitjeje *usht.* hapësira që duhet të ketë përpara pozicioni i zjarrit, në të cilën mund të bëhet qitje pa pengesë dhe në një kënd sa më të gjerë majtas e djathtas.

QITRO,~JA . *sh.* ~, ~T *bot.* Dm frutor i ngja-shëm me limonin, me gjethe gjithnjë të gjelbra, që bën kokrra të mëdha me ngjyrë të verdhë e me lëicurë të trashë, me pak lëng e me shije si të athët; fryti i këtij druri, që përdoret për ëmbëlsira dhe për të nxjerrë një esencë me erë të mirë. *Kopsht me qitro. Reçel qitroje. Një kokërr qitro.*

QITUR (i,e) *mb.* 1. Që është i ngritur mbi rrafshin e diçkaje, i dale, i kërcyer. *Me mollëza të qitura. Me sy të qitur.*

2J *fig. bised.* Që shquhet për një veti, që dallohet për diçka, që është me nam, i madh. *Trim i qitur. Punëtor i qitur. Dembel i qitur. Batakçi i qitur.*

QlVCR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Arkivol, tabut. *Qivuri i të vdekurit. Fut (shtie, vë) në qivur. I bënë qivurin.*

2I Gur varri; grumbull gurësh ose një mur i vogël <jë ngrihet aty ku është vrarë një njeri. *Gjersa t'i vihet qivuri* derisa të vdesë.

3J Varr i ndrequr me mur rrethues.

QIVURTAR, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën q>-vurë.

*2.* At që ndreq varret. QIVURTHI *ndajf.* Pllakash. *Luajnë qivurthi.*

QOFKË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *zool.* Mëllenjë. *Qofka e murrme* mëllenja e zezë. *Grackë për qofka.*

• Shikon (vështron) nga qofkat shikon andej-këtej, nuk e përqendron vështriminnë një vend;nuk është i vëmendshëm (përdoret sidomos për fëmijët).

QOFTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjell. 1.* Mish i grirë, i përzier me qepë, me vezë e me erëza dhe i ngje-shur si petull a si shicop i shkurtër, që piqet a skuqet; patate, patëllxhanë ose karota të ziera, të grira, të përziera me vezë, djathë e erëza e të ngjeshura si petull,[1] që skuqen me vaj. *Qofte të skarës. Qofte të furrës. Qofte me mish viçi. Qofte me patate (me patëllxhanë). Qofte me qull (me kos). Mish për qofte.*

2. *thjeshtligj., keq.* Njeri i qullët, që nuk është i zoti për diçka.

• E do qofte e do gati diçka, kërkon t'ia bëjne të tjerët diçka, pa u lodhur vetë. Ska me qofte te daja ka kaluar ajo kohë kur e gjente çdo gjë gati.

QOFTERE,~JA . *sh.* ~I3, ~ET *gjell.* Lloj qof-teje e njadhe, e gjerë dhe pak si e nolle.

QOFTESHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që bënte dhe shiste qofte.

QOFTË. *l.Dësh. e* JAM.

II. *lidh.* Përdoret e përsëritur në krye të dy gjym-tyrëve të një fjalie ose të dy fjalive të bashkerenditura, të cilat e përjashtojnë njera-tjetrën ose mund të ndë-rrohen njëra me tjetrën; a..., a..; ose..., ose... *Qoftë ditën, qoftë natën. Qoftë në det, qoftë në tokë. Qoftë kur është diell, qoftë kur bie shi. Qoftë sot, qoftë nesër.*

III. *pj.* Përdoret zakonisht së bashku me fjalën “edhe” përpara një fjale a togfjalëshi dhe ka kuptimin “të paktën; në fund të fundit”. *Qoftë edhe njëherë. Qoftë edhe fare*

*pak. Qoftë edhe këtu. Qoftë edhe për pak ditë. Qoftë edhe një i vetëm.*
• Në qoftë se... a) përdoret në krye të një fjalie të varur kushtore, që shpreh një kusht, nga plotësimi i të cilit varet edhe kryerja e veprimit në fjalinë kry-sore; po qe se, nëse, në rastse; b) përdoret në krye të një fjalie të ndërmjetme që shpreh një mëdyshje ose një kusht të zbutur; po qe se. Edhe në qoftë se *shih tek* EDHE.
QOFTËLARG,~U *m. euf.* Djalli, shejtani (sipas besëtytnive).
QOHEM *vetv. shih* ZGJOHEM.
QOJ *kal.,* QOVA, QUAR. *shih* ZGJOJ.
QOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool. shih* GJON,~I.
QOK *kal.,* ~A, ~UR. 1. Prek lehtë, çik. *Qokim gotat.*
*2.* Pres pak me thikë a me diçka ~tjetër, e çaj jo thellë; quk. *Qok gishtin. Qok ullinjtë (gështenjat). Qok me thikë (me brisk).*
3. I jap dorën tjetrit dhe i shtrëngojmë kur për-shëndetemi, tok. *Qokëm duart. Qoke një here këtu!*
QOKAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Qukapik, pikth.
2. Çekiç druri, që përdoret për të tredhur bagëtitë.
QOKATAR,~E *mb. 1.* Që është i matur në fjalë e në punë, që flet e vepron me vend e pa u ngutur. *Burrë qokatar. Grua qokatare.*
2. Që i ndjek zakonet, që nuk lë pa i bërë vizitat sipas zakonit në rastet e jetës së përditshme. *Grua qokatare.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
4. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~E, ~^ËT. Njeri i shquar.
QOKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shenjë që bëhet mbi një dm a mbi një gur duke e gdhendur pak, duke i prerë një cope të vogël a duke e bërë vrimë. *Qokat e rabushit. Dru me qokë. I bëj një qokë.*
*2.* Gur a diçka tjetër që vihet si shenjë ose si kufi. *Qokat midis arave. Qoka në një lojë fëmijësh. Heq (vë) qokat. Godas qokën.*
3. Vend i caktuar, cak. *Gjahtarët zënë qokat.*
*4. shih* FURRIK,~U $_2$-
5. *fig.* Masë në të folur, në të ngrënë ose në një punë, kufi; përkorë. *Flet me qokë. Ha (pi) me qokë. Fjalë me qokë* fjalë e matur, e peshuar mirë.  vë *qokë fjalës* Has me kujdes e i matur.
6. *fig.* Pike që përcaktohet si kusht për një punëa venditn të marrë së bashku. *Vunë disa qpka.*
7. *spec.* Pike e zgjedhur ose e përfytyruar, që ndih-mon për të gjetur me përpikëri një drejtim. *Qitje mbi qokë. usht.*
8. *fig.* Rast i jetës së njeriut, si lindje, fejcsë, mar-tesë, vdekje etj., në të cilin duhet shkuar për të bërë zakonin, vajtja për tu takuar sipas zakonit.  *bën (i shikon, i ndjek) qokat. Nuk i lë qokat.*
I ra në qokë i ra në të një pune, një çështjeje, e gjeti tamam, i ra pikes.
QOKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Kaqol në
lojën e fëmijëve. *Qokla e arrave.*
2. Diçka në trajtë të një rrotulle të vogël. *Qokla e syrit* rrethi i zi i syrit, që ka në mes bebëzën.
QOKTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool. shih* GJON,~I. *Zëri i qokthil.*
QOKTHI *ndajf.* Luaj qokthi: luaj me disa veta, duke u përpjekur secili të hedhë në dy gropa (qoka) rrasat që ka në dorë.
QOLE,~JA i *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. edhe *fig. vjet.* Rob, skllav; shërbëtor. *Ishte qole. Iu be qple. I shkonte pas si qole.*
2. *keq.* Njeri pak i trashë nga mendja, që e për-dorin të tjerët si të duan, budalla, leshko. *E bënë qole.*
QOLE,~JA ii . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Zog këngë-tar i ngjashëm me laureshën, që jeton nëpër aradbe në drurë.
QOPAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gur i madh, popël.  *ra me një qopal.*
QORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Grope a vend i thellë në mal, që nuk e zë dielli ose që gjatë dimrit mbushet me ujë. *Nuk rrinë dhentë në qpre. Barin e qores nuk e hanë dhentë.*
2. *krahin. shih* QUAR,~I.
QORTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QORTOJ, QORTOHEM. *Qortimi i gabimeve. I foli (e vështroi) me qortim.*
2. Fjalët që i thuhen dikujt për t'i shprehur pa-kënaqësinë për një gabim a një faj që ka bërë. *Dëgjonte qortime nga të katër anët.*
3. Masë e lehtë ndëshkimore për një gabim a për një faj, duke i tërhequr dikujt vërejtjen për të mos e përsëritur. *Qortim shoqëror.*
QORTIMEMADH,~E *mb.* 1. Që të heq vërejtjen shpesh për një faj a për një gabim sado të vogël, që të qorton rëndë e vazhdimisht.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E mërziti ai qortimemadhi.*
QORTOHEM *vetv.* 1. Grindem me dike, zihem me fjalë.
2. *Pës. e* QORTOJ. *Është qortuar dy here.*
QORTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. I flas dikujt për një faj a për një gabim që ka bërë, i shpreh pa-kënaqësinë për një faj a për një gabim, duke i kërkuar të mos e përsëritë me. *Qorton fëmijën. E qortoi rëndë.*
2. I jap një masë të lehtë ndëshkimi, duke i tërhequr vërejtjen për një gabim a për një faj që ka bërë. *E kanë qortuar dy here para kolektivit.*
3. Ndreq gabimet e një detyre, hartimi etj. *Qortoj gabimet. Qorton fletoret e nxënësve.*
QORTUES,~E *mb.* Që shpreh qortim, që tregon pakënaqësi për një veprim të gabuar a për një sjelljo të pahijshme. *Me zë (me ton) qortues. Vështrim (shi-kim) qortues.*
QORTUESHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që është për t'u qortuar, që ngjall pakënaqësi si i gabuar ose i pa-hijshëm. *SJellje e qortueshme. Veprime të qortueshme.*
2. Që mund të ndreqet, që mund të rregullohet. *Gabime të qortueshme.*
QORR,~I m. *sh.* ~A, ~AT *bised. I.* Njeri i verbër. *Qorr me një sy. Qorr i lindur.*
*2. keq.* Njeri i pavëmendshëm, ai që nuk shikon se ç'bëhet përreth, njeri i shushatur.
3. *fig.* Ai që është pa shkollë e i paditur.
4. *fëm.* Gjumi. *Po i Vjen qprrl.*
•*k* E man si qorri syrin e vetëm kujdeset shumë për dike a për diçka, e ruan si sytë e ballit.
QORR,~E *mb. bised. 1.* edhe *fig.* I verbër. *Plak qorr. Kale qorr. Me një sy qorr. Vegël qorre. Si delja qorre pas këmbore* verbërisht. *Ku mblidhen shumë mami, lindfëmija qorr. f). u.*
*2.* Që ka pak dritë; që lejon të kalojë pak dritë. *Dhomë qorre. Kandil qorr. Xham qorr* xham i marrtë, xham akulli.

3. Që është i mbyllur nga fundi, që nuk ka dalje; i mbyllur. *Rrugë qorre. Dritare qorre. Ballë qorr* galeri që ka vetëm një dalje, pa lidhje me rrjetin e ajrimit. *Pus qorr* pus që nuk sjell me ujë.
4. Që ecën pa një drejtim të caktuar, që shkon në tym. *Fishek (plumb) qorr.*
Rrugë (udhë) qorre (e verbër) *shih te* VERBËR (i,e). E bëri qorr *dike keq.* u përpoq t'ia hedhë dikujt. Bëu një sy qorr (të verbër) *shih te* VERBËR (i,e). I ka hipur kalit qorr ka nisur një punë që nuk do të ketë përfundime të mira, ndjek një rrugë që s'dihet se ku do ta çojë. Fasule (groshë) qorre fasule kokërrvogël me një pike të zezë. Zorrë qorre (e verbër) *anat. shih te* ZORRË,~A i.
QORRAS *ndajf.* Qorrazi. *Qëlloi qorras. Hidhet (futet) qorras. Vepron qorras.*
QORRAZI *ndajf.* 1. Pa e shikuar diçka, duke mos parë mirë, si i verbër. *Eci qorrati. Kërkon qorrazi. Shtie qorrazi.*
*2. fig.* Pa e menduar vetë, duke u besuar plotësisht të tjerëve; duke iu nënshtruar mendimeve e vepri-meve të një tjetri; verbërisht. *Beson qorrazi. Bindet qorrazi. Ndjek qorrazi.*
3. *fig.* Pa i ditur a pa i kuptuar pasojat ose vësh-tirësitë e problemet që do të dalin, vërtetësisht, sy-mbyllurazi. *hyn qorrazi një pune. Vepron qorrazi.*
4. Symbyllurazi. *Luaj qorrazi.*
QORRE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *bised.* Vajzë a grua e verbër.
QORRFISHEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Pishek pa plumb, që përdoret për qëllime mësimore; fishek-zjarr.
QORRIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve QORROJ, QORROHEM.
QORROHEM *vetv. bised.* 1. edhe *fig.* Verbohem. *Iu qprrua njëri sy. U qorrua së qepuri (së shkruari).'2. vet. veta III fig.* Humbet aftësinë e pasqyrimit të dritës, errësohet, vishet (për pasqyrën).
3. *vet. veta III fig.* Trashet ose bëhet me çatalla (për tehun e një vegle), topitet. *U qprrua sëpata. U ejorrua brisku (thika).*
4. *Pës. e* QORROJ.
k?ORROJ *kal,* -OVA, ~UAR *Bised.* Verboj (edhe *fig.*). *I qorroi njërin sy. E qorroi rrufeja. E qorroi drita e diellit. E ka qprruar lakmia (urrejtja, smira).*
*k* Qorroj njërin sy bëj sikur nuk e shoh diçka, hiqem sikur nuk e kam vënë re, bëj një sy të verbër.
^3OROLLlS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. I marr men-djen dikujt dhe e bëj si të shushatur, e shushat. *E ka qprrollisur sëmundja. E qorrollisi rakia. U qorrollisi mëndjen.*
2. Shaj dike, e turpëroj, e bëj për pesë para në sy të të tjcrëve. *E qorrollisi përpara botës.*
QORROLLtSEM *vetv. bised.* 1. Pengohem dikudhe rrëzohem, ngaqë nuk e shoh mirë rrugën. *U qprrollis dhe ra në një grope. Kali u qorrollis.*
2. *fig.* Eci në rrugë të gabuar nga padija ose nga mungesa c përvojës, veproj verbërisht.
QORROLLlSJE,~A . *bised.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve QORROLLIS, QORROLLlSEM.
QORRSOKAK,~KU m. *sh.* ~KË, ~KËT dhe QE, ~QET *bised.* 1. *vjet.* Rrugë a rrugicë pa krye.
2. *fig.* Gjendje pa rrugëdalje, rrugë pa krye. *Ka hyrë (është futur) në qorrsokak. Të çon (të shpie) në qarrsokak.*
QORRTHI *ndajf. shih* QORRAZI. *Ecte qorrthi.*
QOS *kal.,* ~A, ~UR *kryes. moh.* Mbaroj një piinë a diçka tjetër, kryej; negulloj. *Ai s'qos punë. S'qosi gjë* nuk mbaroi punë, nuk rregulloi gjë, nuk bëri gjp. *I qosi plaçkat.*
QOSE,~JA *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Burrë që nuk ka qime në faqe dhe në mjekër, spërk. *Fytyrë qoseje.*
2. *folk.* Figure e përrallave popullore, që paraqitet si një djalë i zgjuar e dinak, të cilit nuk i dalin qimet në fytyrë e në mjekër dhe që zakonisht shkon me qe~ rdsIn. *Qosja dhe qerosi.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit. *Mbeti qose.* •*k* U zunë për mjekrën e qoses u zunë për diçka të
paqenë, u zunë fare kot.
QOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me bien qimet e mjekrës e të mustaqeve, mbetem qose.
QOSET vefv. *kryes. moh.* Bëhet a del mirë diçka; rregullohet, goditet. *S'u qos gjë.*
QOSTEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Zinxhiri i hollë i ores së xhepit. *Qostek i artë. Sahat me qostek. Nxjerr (Vë) qqstekun.*
*2. vet. sh.* Zinxhir a litar që i vihet kalit si pengojcë ose për ta mësuar që të ecë revan.
QOSTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Rrotë guri që rrotullohet me anë të një këmbëze për të mprehur thika, sëpata etj.; grihë. *Mprehu briskun në qostër. Rrotullon qostrën.*
QOSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Kënd, cep, skaj. *Qoshja e dhomës (e shtëpisë). Qoshja e murit.*
*Qoshja e rrugës. Qoshja e fletores. GUT me qoshe. Në qos he të buzëve (të syve).*
*2.* Skaj, vend i largët, cep; anë. *Në një qoshe të lar-get (të humbur). Në një qoshe të qytetit. Në çdo qoshe të atdheut. Në të katër qpshet.*
3. Skutë, rrëzë. *Në një qoshe të shtëpisë. Rëmoi të gjitha qoshet. E la në një qoshe. Futet (rri) qosheve.*
4. Vendi në të dy anët e vatrës në dhomat me oxhak, ku ulen shtruar; kryet e vendit, vendi me i mirë. *Ulet (rri) në qoshe. E Vunë në qoshe. Kishte zënë qoshen e vendit.*
• Qoshe me qoshe cep me cep, në çdo anë. U be për qoshe u plak, nuk është me i aftë për punë e për të lëvizur. S'ka qoshe *diçka* është tepër vonë, nuk ndreqet dot me. Nuk ia merr qoshen *shih te* MARR. Të qan (të than) qoshen *shih te* QAJ. Qosbe e ngrobtë (vend i ngrohtë) *keq. shih te* NGROHTË (i,e). Qoshe e rehatshme *keq. shih te* REHATSHËM (i), ~ME (e). Në qoshe (në krye) të vatrës *shih te* VATËR,~RA. Rri si me qoshe rri si i zemëruar a fort i mërzitur. Ka zënë qoshen a) është plakur a është rrëgjuar e do-bësuar shumë dhe s'del nga shtëpia; b) rri mënjanë e rehat, shikon vetëm punët e veta. Mos u ul në qoshen e botës (në vend të huaj)! *shih tek* ULEM.
QOSHE Ll,~E *mb. bised.* Që është me cepa, me kënde. *Gur qosheli. Shtëpi qoshelie. Shami qoshelie.*
QOSHK,~U *m. sh.* QOSHQE, QOSHQET.
1. Kënd, skaj, qoshe. *Qoshkui sheshit (i rrugës). Qoshku i shtëpisë. Në një qoshk.*
2. Kthinë e dale përtej murit të shtëpisë, zakonisht me shumë dritare; e ndarë në çardakun e një shtëpie, pak më e lartë dhe me shumë dritare, ku zakonisht rrinë për t'u freskuar. *Dritarja e qoshkut. Dalin (nine) në qoshk.*
3. Barakë a dyqan i vogël për të shitur gazeta ose sende të tjera të vogla. *Qoshk gazetash. Iu afrua qoshkut. E bleu te një qoshk.*
4. Kasolle në cep të oborrit për të mbajtur diçka. *Qoshku* i *druve.*

QOSHTERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj zdrukthi për të gdhendur qoshet e dërrasës.
QOTI *mb. bised.* Që është pak leshko dhe frikacak; i humbur. *Djalë qoti. Është pak qoti.*
QUAJ *kal,* ~TA, ~TUR. 1. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me thërresin me një emër, kam emrin, quhem. *Si të quajnë? Me quajnë Agim. Nuk e di si e quajnë.*
2. I vë një emër dikujt për ta thirrur, i vë emrin. *Djalin e quajtën Dritan. Si do ta quajmë!*
3. *fig.* Kam një mendim për dike a për diçka, e pranoj ose e marr për dike a për diçka; e mbaj për dike a për diçka, e vlerësoj; e pandeh, e zë. *E quan shpëtimtar. E quanin fajtor. E quan të arsyeshme. E quan për detyrë. E quan me vend. E quaj të tepërt ta përsërit. E quanin të vdekur. Ia quajtën si gabim (si faj). Si ta quash këtë punë? Kushedi se ç'e quan veten! iron. E quan veten* e heq veten, mbahet.
4. Shpall fillimin a përfundimin e diçkaje. *Mbledhjen e quaj të hapur (të mbyllur). Këtë çështje e quajmë të mbyllur (të përfunduar).*
• E quaj (e shoh, e gjej) të udhës *shih tek* UDHË, ~A. I quaj gjërat me emrin e vet *libr. shih tek* EMËR, ~RI.QUAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Katua, burg. *Quar i errët. Quari i bagëtisë. Pleh quart.*
2. Qilar. *Quari i bulmetit.*
3. *fig.* Jatak, strehë. *Ka gjetur quar atje.*
QUHEM *vetv.* 1. Kam një emër, më të cilin me thërresin, me quajnë. 5 *quheni? Si quhet ky fshat? Mashkulli i patës quhet patok. Nuk e di si quhet.*
*2. pës. e* QUAJ. *Puna quhet e mbaruar.*
QUK *kal.,* ~A, ~UR. 1. *vet. veto III.* I bie me sqep, çukit (për shpendët). *E ka qukur zogu fikun. E quku me sqep. E kanë qukur pulat.*
2. Shpoj me gjilpërë, me gjemb a me diçka tjetër që ka majë të hollë; thumboj, pickoj. *E qukin kaun me hosten. Quku dorën me gjemb. E quku bleta.*
3. *fig.* Ngacmoj dike me fjalë, thumboj, shpoj. *E quku aty ku s'duhej. E quku keq.*
QUKALI,~E *mb. bised.* Qukalosh. *Fytyrë qukalie.* QUKALOS,~E *mb. shih* QUKALOSH,~E.
QUKALOSH,~E *mb.* 1. Që e ka fytyrën quka-quka, i vrarë lije. *Burrë (djalë) qukalosh. Fytyrë qukaloshe.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
QUKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Gjel deti.
QUKAPIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Zog që jeton në zgavrat e drurëve nëpër pyje dhe që ka sqep të gjatë e të forte, më të cilin godet lëvoren e drurëve që të nxjerrë krimba e kandrra për t'u ushqyer; pikth, bredrurë. *Qukapik i gjelbër (Iarosh, i zi). Fole quka-piku.*
QUKAPIK,~E *mb.* Që është pika-pika e me ngjyra të ndryshme; pikalosh. *Fytyrë qukapike.*
QUKA-QUKA *mb.* Që është i mbushur me quka, që e ka lëkurën me quka. *E kish hundën quka-quka.*
QUKEM \>*etv.* 1. *vet. veta HI.* I bien njëri-tjetrit me sqep, çukiten njëri me tjetrin. *Zogj'të quken njëri me tjetrin.*
*2.* Shpohem me diçka me majë të mprehtë. *U quk te ferra. U quk në dorë.*
3. Pës. *e* QUK.
QUKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gropëz e vogël që e kanë disa njerëz në mjekër ose që u bëhet në faqe kur qeshin; burmë. *Quka e mjekrës. Vajzë me dy quka në faqe.*
2. Shenjë si gropëz e vogël që lë në fytyrë e në duar sëmundja e lisë. *Quka të imëta. Quka të kuqe. Quka lije. Fytyrë me quka.*
3. Pikël me ngjyrë tjetër, pike. *Shami me quka.*
QUKË,~A a . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Pulëdeti, misëroke.
2. *krahin.* Kukuvajkë. QUKËÇ,~E *mb.* I lugët.
QUKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Qukë e vogël. 2. *zool.* Mëllenjë e zezë.
QUKËLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Qukë c vogël në mjekër a në faqe.
QUKËS,~E *mb.* Që e ka fytyrën me quka, qukalosh. *Fytyrë qukëse.*
QUKMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Thumbi i bletës a i arëzës.
QUKTIS *kal,* ~A, ~UR. Godas dike a diçka, qëlloj. *E quktisi me gur.*
QULL,~I *m.* 1. Gatesë e përgatitur me miell të skuqur e të zier me ujë a me qumësht. *Qull i trashë (i hollë). Qull me miell misri (gruri). Qull me arra (me djathë). Pule (qofte) me qull.*
2. Ushqim për fëmijët e vegjël, i përgatitur zakonisht me miell orizi të zier me ujë a me qumësht dhe me sheqer; paluze. *Qulli e rrit fëmijën.*
3. Perime a pemë të grira ose të ziera e të shtypura si brume i lëngët. *Qull mollësh. Qull patatesh* pure.
4. Diçka si brume i ujshëm ose si lëng i trashë. *Qull gëlqereje.*
5. *përd. mb.* I lëngshëm (për gjellët që duhet të jenë pa lëng); fare i papjekur e i pakulluar, i qullët (për bukën, byrekun etj.). *Është bërë pilafi qull. Ka mbetur buka (byreku) qull.*
*6. përd. mb.* Shumë i lagur, shumë i njomur, ujë. *U be qull* u lag shumë, u be ujë. *U be qull në djersë. I ka rrobat qull.*
E la qull *diçka* e la pas dore, nuk kujdeset për një punë a për një çështje, e la pa e kryer, pa e sqaruar deri në fund a pa e zgjidhur. E la në qull *dike* e braktisi dike kur ishte në gjendje të vështirë, e la në baltë. Të vraftë qulli! *tall, shih te* VRAS. la bEri kurrizin qull *dikujt* e rrahu shumë, ia bëri kurrizin më të butë se barkun. Ia ka djegur qulli (luga) buzën e ka pësuar një here, e ka provuar njëherë diçka të keqe. Mos u fut (mos hyr) në atë qull! mos u përziej në një punë me ngatërresa e jo shumë të paster!, mos u fut në atë baltë! Futet si qimja në qull *shih te* QIME, ~JA. I mbeti luga në qull *iron, shih te* LUGE,~A. Se nxjerr (dot) qimen nga qulli *shih te* QIME,~JA. U dogj nga qulli (nga kungulli), e i fryn edhe kosit *fj. u.* e ka pësuar keq nga diçka e mëparshme dhe tre-gon kujdes të tepruar edhe kur nuk është e nevojshme.
QULL,~E *mb. bised.* 1. Që nuk është i zoti e i shkathët, i qullët. *Kaq qulle të jetë kjo vajzë?*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'qulle paska qenë!*
QULL *kal.,* ~A, ~UR. 1. Lag shumë dike a diçka, e njom me ujë. *qulli flokët (rrobat). E qulli shiu token. E qulla peshqirin në ujë. E qulli jastëkun me lot.*
2. *fig. bised.* Qullos. *E qulli punën.*
QUIXAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell. shih* QU-LLASH,~I.
QULLAC,~E *mb. bised., keq. shih* QULLASH,~E.
QULLAMAC,~E *mb. mospërf. 1.* I qullët, i nga-thët; qullash. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
QULLAMAN,~E *mb. mospërf.* Qullash, qullamac.

QULLANfK,~U *m. gjell.* 1. Bukë e hollë që bëhet me miell misri të përvëluar me ujë të nxehtë ose të trazuar me ujë të ftohtë.
2. Lakror me miell misri, që përyëlohet me ujë të nxehtë e përzihet me djathë a me gjizë dhe me vaj.
QULLASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Lakrorme petë të trasha, me presh ose me lakra dhe me oriz
e jvezë.
QULLASH,~E *mb. Bised., keq. 1.* Që nuk është i zoti e i shkathët, i plogët, i qullët. *Fëmijë qullash.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ua la në dorë punën ca qullashëve.*
QULLEM *vetv,* 1. Lagem shumë, bëhem ujë, njo-mem. *U qull në shi. U qull në djersë. Iu qullën këpucët (rr'pbat). Mcs u qull!*
*2. vet. veta HI.* Qulltohet. *U qullën dardhat (hurmat).*
3. *Pës. e* QULL.
QULLËT (i,e) *mb.* 1. Që është si qull; që nuk është pjekur a kulluar mirë (për bukën, lakrorin). *Gjellë e qullët. Brume i qullët. Bukë e qullët. Lakror i qullët.*
*2.* Që është pjekur shumë, që është bërë i butë si qull (për pemët e perimet). *Hurmë (dardhë, kumbull) e qullët. Domate e qullët.*
3. Që ka thithur shumë ujë a një lëng tjetër, që është bërë si qull. *Tokë e qullët. Dëborë e qullët. Mineral i qullët.*
jt. Që është i ngjallur e me mishra të lëshuara, që nuk ka muskuj të forte. *Me trup të qullët. Me duar të Iqullëta. Kafshë e qullët. I qullët siplëndës. mospërf.*
5. *fig.* Që nuk është i zoti e i shkathët, i plogët, i mefshtë, i flashkët. *Fëmijë i qullët. U tregua shumë i qullët.*
QULLJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeye QULL, QULLEM.
QULLOHEM *vetv.* Qullem. QULLOJ *kal.,* ~OVA, -'CAR. Qull.
QULLOPITË,~A . 1. Lloj lakrori me një petë të Jtrashë poshtë; petë të trasha të shtriiara në tepsi e të përvëluara me gjalpë.
2. Bukë misri e hollë, e zënë me ujë të ftohtë.
QULLOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. *shih* QULL i.
2. *fig. iron.* E bëj keq një punë, nuk ia dal ta bëj mirë, e prish. *E ka qullosur këtë punë. E qullosi fare. Të, shohim ç'na ka qullosur.*
QULLOSEM *vetv. bised. 1. shih* QULLEM i.
2. *vet. veta HI.* Qulltohet, squllet. *U qullosën dardhat. U qullosën makaronat.*
3. *vet. veta HI fig. iron.* Bëhet keq një punë, nuk del mirë, prishet. *U qullos puna.*
QULLOSJE,~A . *bised.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QULLOS, QULLOSET.
QULLOSUR (i,e) *mb. bised.* I qullur.
QULLTOHET *vetv.* 1. Bëhet si qull; nuk piqet a nuk kullon mirë. *Qulltohen petët.*
2. Piqet shumë, zbutet e bëhet si qull, squllet (për pemët e perimet). *U qulltuan dardhat (domatet).*
QULLTOJ *kal.,* ~-OVA, ~UAR. E bëj si qull, e zbut me ujë a me qumësht. *Qulltoj brwnin. E qulltoi purenë.*
QULLUR (i,e) *mb.* Që është lagur, që ka thithur ujë a një lëng tjetër, i njomë. *Me duar të qullura. Me flokë të qullur. Me rroba të qullura. Tokë e qullur. Rërë e qullur.*
QUMËSHT,~4 *m.* 1. Lëng i bardhë e si i ëmbël që nxjerrin pas lindjes gjëndrat e gjirit të gruas e të fe-mrave të gjitarëve si Ushqim për të vegjlit e tyre. *Qu-mështi i parë* kulloshtër. *Qumësht gjiri. Qumështi i nënës. Gjëndrat e qumështit. Përiudha e qumështit* koha gjatë së cilës të vegjlit ushqehen me gji; periudhë që kur lindin të vegjlit e gjersa fillojnë të hanë vetë. *erdhi (i iku, iu pre) qumështi. Ia preu qumështin fë-mijës* nuk i jep më të pijë nga gjiri. *Motër (vëlla) qumështi* motër (vëlla) nga e njëjta nënë. *Qengj qumështi* qengj pirës, që ushqehet vetëm me gji.
2. Lëng i bardhë, që merret nga gjiri i disa kafshëve shtëpiake dhe që përdoret nga njeriu si ushqim me vlerë të madhe. *Qumësht i hollë (i trashë, i lyrshëm). Qumësht i rrahur. Qumësht i zier (i pazier, i nxehtë, i ftohtë). Qumësht i leshtë* qumësht dhensh. *Qumësht i dhirtë* qumësht dhish. *Qumësht lope (deleje, dhie, pele, buallice). Qumësht kutie (i kondensuar). Qumësht pluhur. Ajkë qumështi. Salcë qumështi, Hirrë qumështi. Shishe qumështi. Lopë qumështi* lopë që mbahet për të mjelë. *Prodhime qumështi. Punishte qumështi. Për-shesh me qumësht. Byrek (lakror, ëmbëlsirë) me qumësht. Akullore me qumësht. Kafe (kakao) me qumësht. Një shishe (një filxhan) qumësht. Tund qumështin. E zë (e bëj) qumështin kos. Ngjyrë qumështi* i bardhë, por që nuk të vret sytë, i bardhë i ëmbël.
3. Lëng i bardhë që kullon nga kërcelli ose nga pjesë të tjera të disa bimëve; lëng i bardhë që nxirret nga disa fara e fruta. *Qumësht bajamesh. Qumështi i fikut. Faza e qumështit* përiudha e misrit dhe e disa bimëve të tjera kur mbushen me lëng e rritin kokrrat.
4. Lëng i bardhë që del kur treten disa lëndë në ujë. *Qumësht gëlqereje. Qumësht çimentoje.*
5. *krahin.* Hirrë.
6. *përd. ndajf.* Shumë (për ngjyrën e bardhë, për diçka të paster). *Qumësht e bardhë. Qumësht e paster.*
*k* Është bërë qumësht *dikush* është zbutur, i ka zbritur inati; është urtësuar, Djalë qumështi (ma-maje) *mospërf. shih te* MAMA,~JA. U fry si qumësht u zemërua shumë, u inatos keq. Qumësht dallëndyshe-je a) ushqim i zgjedhur; b) diçka shumë e rrallë, që nuk mund të gjendct. I doli qumështi i nënës *dikuj t* u lodh jashtë mase, hoqi mundim të madh, i doli shpir-ti. I ka dale qumështi mbi përshesh *dikujt* jeton shumë mirë, është shumë mirë nga gjendja ekonomike. I ka buzët me qumësht *mospërf.* është ende shumë i vogël e i papjekur, nuk ka përvojë nga jeta. E ka mjaltë e qumësht (mjaltë e sheqer, mjaltë e gjalpë) *me dike shih te* MJALTË,~I. I ra luga në qumësht *dikujt* i shkojnë punët mbarë, jeton mirë e pa vështirësi. Tregoi edhe qumështin e nënës i tregoi të tëra, i nxori të gjitha. Kërkon qumësht nga delja shterpë përpiqet të arrijë diçka të pamundur, lodhet me kot. I mban goja erë qumësht *dikujt* është ende foshnjë, është fare i mitur. E ka thithur bashkë me qumështin e nënës është rritur e edukuar që në vogëli me diçka, është mbrujtur me diçka. Me ka ardhur qumështi i nënës në majë të hundës *shih te* HUNDË,~A. Bar qumështi *bot. shih te* BAR,~I i. Damllaja e qumështit *veter. shih te* DAMLLA,~JA. Dhërabët e qumështit *shih te* DHËMB,~I i. Gjak qumështi *bot.* tamblagjak. U d h a (rruga) e Qumështit *astr. shih tek* UDHË, ~A. Xham qumështi *shih te* XHAM,~Ii.
QUMËSHTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Llojëmbëlsire, e përgatitur me qumësht, vezë, niseshte e sheqer, që rrihen bashkë, shtrohen në tepsi e piqen në furrë. *Qumështor me petë përposh. Qumështor me gjalpë.*

2. Lloj byreku me qumësht, vezë e miell dhe me një petë të trashë poshtë; byrek me qumësht.
3. *vjet.* Blegtori që sillte qumështin nga stani për ta shitur.
QUMËSHTOR,~E *mb.* 1. *vet. f.* Që jep shumë qumësht, që ka shumë qumësht. *Dele (dhi) qumësh-tore. Lopë qumështore.*
*1.* Që ushqehet vetëm me qumështin e gjirit, që nuk ka filluar ende të ushqehet vetë. *Qengj qumështor. Gica qumështore.*
3. Që i bën kafshët të japin shumë qumësht, i ush-qyeshëm. *Bar qumështor. Kullotë qumështore.*
4. Që nxjerr një lëng të bardhë të ngjashem me qumështin; që është si qumësht (për disa lëngje). *Bimë qumështore. Drurë qumështore. Lëng qumështor.*
5. Që është ende i njomë, që është i papjekur. *Kalli qumështor. Miser qumështor.*
6. Që ka ngjyrë të bardhë e të ëmbël si të qumështit; që është në ngjyrën e qumështit. *Dritë fllambë) qumështore. Re qumështore. Mjegull qumështore. Ngjyrë qumështore.*
7. *fig.* Që është i njomë, i butë e i bardhë si qumësht. *Me duar (me llërë) qumështore. Me qafë (me faqe) qumështore.*
8. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
• L u I e qumështore *bot. shih te* LULE, ~JA.
QUMËSHTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* 1. Bimë barishtore me gjethe të këmbyera, me lule të vogla, të verdha, të mbledhura tufë në forme cadre, kërcelli i së cilës nxjerr një lëng të bardhë si qumësht; rryell.
2. *astr.* Udha e Qumështit, Kashta e Kumtrit.
QUMËSHTSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shet qumësht.
QUPLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Guralec.
QUPLOHET *vetv.,* ~UA (u), —>UAR. Trashet, topitet (tehu i një vegle). *U quplua thika (sëpata).*
QURRA,~T . *vet. sh.* Lëng i trashë, që rrjedh nga hundët sidomos kur janë të pezmatuara. *Shfryu (fshiu) qurrat. I kishte hundët me qurra.*
^ I ha pula qurrat *mospërf. shih te* PULË,~A. QURRAC,~E *mb. keq. shih* QURRASH,~E. QURRAK,~E *mb. keq. shih* QURRASH,~E.
QURRAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* 1. Ai që ka shumë qurra, ai që të ngjall neveri duke i tërhequr qurrat. SV *shoh dot me sy atë qurran.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Fëmijë qurran.*
QURRASH,~E *mb. keq.* 1. Që i ka hundët gjithnjë me qurra; që i kullojnë qurrat e nuk i fshin. *Fëmijë qurrash.*
2. *fig.* Që është me karakter të dobët, që përulet para kujtdo e para çdo gjëje, që nuk ka kockë; që anko-het e qahet vazhdimisht; frikacak. *Njeri qurrash.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
QURRAVEC,~E *mb. keq. shih* QURRASH,~E.
QURROHEM *vetv. bised.* Bëhem gjithë qurra në fytyrë, ndotem me qurra. *Ç'është qurruar ashtu foshnja!*
QURROJ *kal,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. E bëj me qurra, e ndot me qurra. *E ka qurruar keq shaminë. 2. fig. keq.* E prish punën, e qullos. *E qurroi punën.* QURROS *kal.,* ~A, ~UR *bised. shih* QURROJ. QURROSEM *vetv. bised. shih* QURROHEM.
QYE,~JA . *sh.* ~, ~T. Fundi i shpatit të malit, rrëzë mali. *Te një qye mali.*
QYFTER,~I *m. sh.* ~~>% ~ËT. Lëng i trashë pemësh a perimesh të grira e të ziera me ose pa sheqer; lloj pistili nga ky lëng i tharë në diell. *Qyfter kumbullash (ftoi). Qyfter mollësh (domatesh).*
QYFYR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Shaka, fjalë për të qeshur; ndodhi që tregohet ose veprim për t%u zbavitur; hokë. *Bën qyfyre. Këput qyfyre. Tregonin qyfyre. Ishte i vetmi për qyfyre.*
QYFYREMATJH,~E *mb. bised.* Që thotë shumë qyfyre, që të bën të qeshësh; shakaxhi, hokatar i madh.
QYFYREXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* 1. Ai që thotë qyfyre, hokatar; ai që bën qyfyre. *Qyfy-rexhi i madh.*
*2. keq.* Ai që nuk punon, po sillet lart e poshtë duke treguar qyfyre, llafazan e dembel.
QYL,~I i *m.* Baltë, llucë. *Ra shi e u be qyl.*
QYL,~I ii *m. bised.* 1. E ngrënë ose e pirë pa pa-guar asgjë; një send a diçka tjetër që merret rastësisht falas. *pëlqen qyli. I bie qylit. thjeshtligj., keq.* e ka zakon t'i marrë gjërat falas, i pëlqen e përpiqet të hajë e të pijë në kurriz të të tjerëve.
2. edhe *sh.* ~A, ~AT *keq.* Njeri që nuk punon, por e pret çdo gjë nga të tjerët; njeri përtac, i ngathët e i pazoti.
QYL *ndajf. bised.* 1. Pa paguar gjë e rastësisht, falas, kot, qelepir. *Ha e pi qyl. E mori qyl. E do qyl.* 2. Kot me kot. *Flet qyl. Shkon qyl.*
QYLAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qeleshe e bardhë prej plisi, e gjatë e në trajtë koni, me një bisht të vogël në majë. *Qylaf i bardhë. Vë (heq) qylafin. Mban qylaf.*
QYLAH,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Karrule, qeleshe e lartë e dervishëve.
QYLAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised., keq.* Ai që e ka zakon të hajë e të pijë pa paguar asgjë kur i del rasti, ai që mundohet të hajë e të pijë qyl.
QYLYK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj kazme e madhe me tehun të gjerë, që përdoret për të punuar thellë token. *Punon me qylyk.*
QYLYKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Sëpatë e madhe me teh të gjerë. *E preu me qylyke. 2. shih* QYLYK,~U. QYMEZ,~I *m. sh.* ~-'E, ~ET. Kotec pulash.
QYMSYRE,~T . *vet. sh.* 1. Kokrrat e •ullinjve që bien nga era ose që mbeten në tokë pas shkundjes; kallinj gruri që mbeten në are pas korrjes. *Mbledhin qymsyret.*2- *fig.* Çikërrima pa ndonjë vlerë, bëzhdile.
QYMYR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lëndë djegëse e ngurtë, në trajtë copash të zeza, që del nga djegia e ngadaltë e me pak ajër e drurit në gropa ose në furra të veçanta; thëngjill. *Qymyr i thatë. Qymyr druri. Qymyr dushku (shkoze, lisi). Qymyr kalem* lloj qymyri prej degësh të holla të djegura mirë e të pathërr-muara, që e mban gjatë prushin. *Pluhur qymyri. Një thes me qymyr. Ndez qymyrin. Bëjnë (djegin) qymyr. I zi si qymyr* shumë i zi.
2. Gaz mbytes, që del nga prushi i padjegur mirë. *E zuri qymyri. I dhemb koka nga qymyri. I doli qymyri.*
3. *bised.* Qymyrguri. *Qymyri i Memaliajt. Qymyret e Vendit tone. Hiri i qymyrit. Minierë qymyri.*
4. *përd. mb.* Shumë i zi. *kishte flokët (sytë) qymyr. I qe bërë kurrizi (trupi) qymyr* i qe nxirë kurrizi (trupi) nga të rrahurit.
• E ka zënë qymyri *shak.* ka rënë në dashuri. Qymyri i b a r d b ë uji si force lëvizëse për të dhënë nergji. Qymyri i k a 11 ë r era si force lëvizëse për të dhënë energji.
QYMYRBËRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën qymyr druri, qymyrtar.
QYMYRGUR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Lëndë djegëse e ngurtë, me ngjyrë të zezë të shkëlqyeshme, që nxirret riga nëntoka, ku ndodhet në trajtë shtresash të formuara nga

karbonizimi i ngadalshëm i bimëve prej shumë kohësh. *Qymyrguri i mirë (i dobët). Qymyr-guret e Shqipërisë. Minierë qymyrguri. Pellg qymyrguri. Nxjerrin qymyrguri.*

QYMYRGUROR,~E *mb.* 1. Që ka qymyrgur, që përmban qymyrgur. *Fushë qymyrgwore. Pellg qyn^yrguror.*

2. Që ka të bëjë me nxjerrjen e qymyrgurit. *In-dustria qymyrgurore. Ndërmarrje qymyrgurore.*

3. Që nxirret nga qymyrguri, që bëhet prej qymyrgurit. *Rrëshirë qymyrgurore.*

QYMYRMBAJTËS,~E *mb.* Që ka qymyrgur në shtresat e veta. *Fushë qymyrmbajtëse. Pellg qymyr-tnbajtës. Shtresë qymyrmbajtëse.*

QYMYROR,~E *mb.* shih QYMYRMBAJTËS,~E. *Qendër qymyrore. Pellg qymyror.*

QYMYRSHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shet qymyr druri.

QYMYRTAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën qyriryr druri në gropa ose në furra të veçanta. 2. *vjet.* Ai që bënte dhe shiste vetë qymyr druri.

QYMYRXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. *shih* QYMYRTAR,~I. *Ishte nxirë si qymyrxhi.*

QYNG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. Gyp i gjerë prej metali, prej balte a prej çimentoje që përdoret për të kaluar uji, tymi etj. nëpër të. *Qyngje balte Çlla-marine, çimentoje). Qyng uji. Qyngjet e sobës. Qyngjet e ujësjellësit. Qyngje për kanalizime. Vunë (hoqën) qyngjet. Shkundën (pastruan) qyngjet.*

QYNGJE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. I. iftAQYNG,
~U.

2. Sheqeri i ngjeshur kallëp në trajtë koni. *Qyngje sheqeri.*

QYP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Enë balte e rrumbu-
llakët, e lartë, me bark e zakonisht me vegjë, që përdoret për të mbajtur bulmet, turshi e ushqime të tjera. *Qyp i madh (i vogël). Qyp djathi (vere, Vaji). Qyp me gjalpë (me mjaltë, me turshi). Është bërë si qyp* është shëndoshur e forcuar mirë (zakonisht psr fëmijët e për të rinjtë).

2. *thjeshtligj., mospërf.* Koka e njeriut, rradakja; mendja. *Nuk ia pret qypi. Nuh i mbushet qypi.*

3. *thjeshtligj., shar.* Njeri i trashë.

• E di qyp e di shumë mirë! I hipi qypit u zemërua shumë. Rri si qyp rri në një vend, pa lëvizur e pa thënë gjë, rri si shut. Flet si miza në qyp (si në qyp) flet me zë të ulët e mbyturazi, nuk merret vesh fare se ç'thotë. Hahen si merimangat në qyp grinden keqas e vazhdi-misht njëri me tjetrin. Iu mbush mendja qyp *shih te* MENDJE,~A.

QYPE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Qyp i vogël me një vegjë.

2. *përk.* Vajzë e vogël me trup të shëndoshë e të ngjeshur. *Eja këtu, moj qype e babitl*

QYPËRLOHEM *vetv. bised.* Dehem e bëhem tape. *U qypërlua në dasmë.*

QYPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Lloj shtambe balte si qyp me dy vegjë.

QYPJE. 1. *mb.* Dardhë qypje: lloj dardhe fcokërr-madhe e gjatoshe, në ngjyrë të verdhë, që piqet në shtator.

2. *si em.* QYPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Dardhë qypje. *Qypjet janë të ëmbla e me lëng.*

QYPORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Qyp i vogël në trajtë të vorbës, me një vegjë, që përdoret zakonisht për të zënë kos.

QYPTHI *ndajf.* Me grykë poshtë. *Ra kusia qypthi. E përmbysi kovën qypthi.*

QYQ,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT. 1. Ai që nuk: ka familje, ai që ka mbetur fill i vetëm pa prindër e të afërm; njeri i vetëm. *Është qyq i vetëm. I vjen keq për atë qyqin. Mbeti qyq tërë jetën.*

*2.* Njeri fatkeq, i mjerë; njeri për t'i qarë hallin, i shkreti, i gjori. *Ç'të gjeti, mar qyq?*

• Është qyq në degë është shumë i zoti. QYQAN,~E *mb.* Qyqar.

QYQAR,~E *mb.* 1. Që ka mbetur pa familje e pa të afërm; që ka mbetur fill i vetëm, i shkretë. *Fëmi-jë qyqar. Grua qyqare.*

*2.* Që i kanë rënë shumë fatkeqësi mbi kokë, i mjerë; që është për t'i qarë hallin, i shkretë, i ngratë. *Burrë (plak) qyqar.*

3. Që nuk është i zoti as për gjënë më të vogël, që nuk i jepet për asgjë; që nuk i vete gjë mbarë.

4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Mbeti qyqar. Rri si qyqar. E la vetëm qyqarin. Mundobet me sa mundet qyqarja.*

QYQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *zool.* Zog shteg-tar i pyjeve, me pendë ngjyrë hiri në të zezë, me sqep të përkulur e me këmbë të shkurtra, që këndon me një zë të përvajshëm dhe që nuk bën fole, por i lëshon vezët në çerdhet e zogjve të tjerë. *Zëri i qyqes. Kënga e qyqes.*

2. *fig.* Grua që ka mbetur fill e vetme, pa buiië cpa fëmijë. *Qyqe e shkretë (e vetme). Qyqe në vatër. Ka mbetur qyqe. Rri brenda si qyqe. Mbeç (të pafsha) qyqe! mallk. U bëfsh qyqe! mallk.* mbetsh pa njeri!

3. *fig.* Grua fatkeqe, e mjerë. *Ç'e gjeti, qyqen! I vjen keq për atë qyqe.*

4. *përd. pasth.* Përdoret nga grate për të shprehur pikëllim, keqardhje a habi; e mjera, e zeza. *Qyqja, t'na gjeti! Qyqja, sa vonë qenka! Qyqja, sa e bukur!*

• U be qyqe piu e u deh keq, u be tape. Është bërë si qyqe është dobësuar shumë, është tretur. E bëri (fare) qyqe e qortoi rëndë e s'i la gjë pa thënë, e bëri leclcë. Mos e dëgjoftë qyqen! *mallk.* vdektë pa ardhur pranvera! I dhimbset (edhe) qyqes është fare i mjerë, është në gjendje të vajtueshme. Të këndo-ftë qyqja! *mallk.* vdeksh. Këndon qyqja për *dike* a) e pret e zeza (përdoret si kërcënim për dike); b) nuk kujdeset askush për dike, e kanë braktisur, nuk e për-fill me asnjeri. I ka kënduar qyqja *dikujt a diç-kaje* nuk vjen me, nuk përsëritet me, nuk kthehet me, ka mbaruar. S'këndon me ajo qyqe iku ajo kohë. I ka kënduar qyqja në derë ka mbetur fill i vetëm, i kanë rënë shumë fatkeqësi në shtëpi. Kur të këndojë qyqja e kuqe (nga bishti) *iron,* kurrë, asnjëherë. Që në kohën e qyqes qysh prej shumë kohësh, shumë kohë me pare. Qyqe bregu *shih te* BREG,~U. Si qyqja verën me kursim të madh, me frikë se mos i mba-rohet. Si vezët (si zogjtë) e qyqes a) të shpërndarë sa andej-këtej, si zogjtë e korbit; b) në shtëpi të huaj; në vend të huaj, pa plang e pa shtëpi. Me sa dëgjohet qyqja në dimër heshti, nuk foli fare, nuk u ndie fare, “ kyçi gojën. Është katërqiad qyqesh është shumë e vjetër. Është qyqe në degë është shumë e zonja. Është qyqe nga mendja nuk ia pret mendja, është i trashë, e ka kokën bosh. Nuk mbeti as një për qyqe nuk mbeti as edhe një i vetëm, nuk mbeti as edhe një për fare. Ka mbetur (është bërë) si qyqja në degë është në një gjendje të vajtueshme, është bërë për t'i qarë hallin. Milte dy qyqe dhi (dele) *shih te* MJEL. Kali i

qyqes *zool.* huta e bardhë. Lot qyqeje kokërr e vogël si gogël, që bëhet në gjethet e ahut. L u I e qyqeje *bot. shih te* LULE,~'JA. Miser qyqeje *bot.* këlkazë. Rrushi i qyqes *bot. shih te* RRUSH,~I.
QYQOHEM *vetv.* Mbetem fill i vetëm, pa familje, pa njeri të afërt, mbetem qyqe.
QYQOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. E lë fill vetëm, e lë pa familje, pa njeri të afërt, e lë qyqe. £ *qyqoi nënën. I qyqoi motrat.*
QYR *kal,* ~A, ~UR. *shih* KËQYR.
QYREK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lopatë e vogël me teh të rrafshët për të punuar token. *Epunoi kopshtin me qyrek.*
2. Lopatë e rrafshët ose me buzë të ngritura, që përdoret për punë të ndryshme. *Qyreku i bukëve* lopatë për të shtënë bukët në furrë. *Qyreku i zjarrit* kaci.
QYRË,~A . *sh.* ~A, <->AT. Ana jo e mprehtë e thikës, e shpatës etj.; mykë, tun. *Qyra e thikës. I ra me qyrë.*
QYRK,~U *m. sh.* QYRQE, QYRQET. 1. Pallto e rëndë dimri prej gëzofi ose e veshur me gëzof nga brenda. *Qyrk i bardhë. Qyrk me gëzof dhelpre (shqa-rri). Veshi (hoqi) qyrkun. Hodhi qyrkun krahëve.*
*2. fig.* Veshje, mbulesë. *Qyteti ka veshur qyrkun e bardhë.*
QYRKTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që pu-nonte gëzofin dhe bënte qyrqe.
QYRLEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* KUinzë.
QYSQI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Shufër e trashë he-kuri, nga njëra anë me majë dhe nga ana tjetër me teh të trashë, që përdoret për të shpuar vrima në një shtresë të forte, për të thyer gurë etj. *Qysqi për gurë. Maja e qysqisë. E shpoi (e theu) me qysqi. E shembën murin me qysqi.*
2. Shufër e trashë hekuri me majë të rrumbullosur, që përdoret për të shtypur diçka e për ta bërë pluhur në një havan të gurtë, shtypës kafeje. *Qysqia e kafesë.*
*k* I vuri qysqinë e shkatërroi që nga themeli, e rrënoi krejt, i vuri kazmën.
QYSH. 1. *ndajf.* 1. Përdoret për të pyetur për mëny-rën e veprimit, për gjendjen ose për rrethanat e kryerjes së veprimit; si. *Qyshje? Qysh ndodhi? Qysh Via bëjmë? Qysh mbillet? Qysh u përgjigj? Me I huaj si e qysh.*
2. Përdoret si fjalë lidhëse në krye të fjalive të va-rura të mënyrës (në kuptimin “në ç'mënyrë”) e të fjalive kundrinore (në kuptimin “në atë gjendje që...”). *E di vetë qysh ta bëj. Ashtu qysh ishte.*
3. Përdoret në fjalitë pyetëse e thirrore për të tre-guar se diçka është e pamundur ose për të shprehur habi; nuk është e mundur, nuk ka sesi; si. *Qysh nuk e ditka! Qysh s'e kepare? Qysh të mos gëzohesh! Qysh nuk ta dhënka?!*
4. Që në atë kohë, ende, që. *Qysh i ri. Qysh fëmijë.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën kallëzore për të treguar kohën e fillimit të një veprimi, i cili vazhdon deri me sot a deri në një cak; që, prej. *Qysh ditën e pare. Qysh herën e kaluar. Ka ardhur qysh të shtunën.*
III. *pj.* 1. Përdoret para ndajfoljeve dhe togjeve të emrave me parafjalë për të treguar pikënisjen në kohë e në hapësirë; që. *Qysh atëherë. Qysh tani. Qysh sot. Qysh herët. Qysh nga larg. Qysh në fillim. Qysh në mars. Qysh me 1912.*
*2.* Përdoret për të përforcuar shprehjen e habisë ose kur përsëritim me habi, me siguri, me dyshim a me zemërim fjalët e një tjetri; si. *Qysh, nuk dashkel Qysh jo!* posi, patjetër. *Qysh s'ka?*
• Qysh kur (se) që kur, qëkurse.
QYSHE,~JA . Mënyra se si bëhet një punë. *Kërkoj Cgjej) qyshen.*
QYSHKUR *ndajf.* Mjaft kohë me pare, prej kohësh, ka kohë; qëkur. £ *ka vendosur qyshkur. Është martuar qyshkur. E kishte kërkuar qyshkur. Ka filluar qyshkur.*
QYT *pj.* Bot e qyt: përpiqem shumë, jap e man për një kohë të gjatë.
QYTET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Qendër e mad he banimi, me shumë shtëpi të ndara zakonisht në lagje, me rrugë e me sheshe të rregulluara, ku zhvillojnë veprimtarinë e tyre një varg institucioiiesh politike, shoqërore, administrative, kulturore etj. dhe ndër-marrjesh industriale, tregtare etj. *Qytet i madh (i vogël). Qytet i ri (i lashtë, mesjetar). Qytet ilir. Qytet kryesor. Qytet bregdetar (malor). Qytet industrial. Qyteti i Tiranës (i Durrësit...). Lagjet (rrugët, she-shet) e qytetit. Qendra e qytetit. Teatri i qytetit. Rre-thinat e qytetit. Muret e qytetit. Banorët e qytetit. Këshilli Popullor (Komiteti Ekzekutiv) i qytetit. Ba-Jiori në qytet. Ngritën fndërtuan, themeluan) një qytet. Jaixë bërë edhe fshatrat si qytete.*
2. *përmb.* Banorët e një qendre të tillë; jeta, mënyra e jetesës në një qendër të tillë. *Qyteti u nis në ndihmë të fshatit. Në aksion mori pjesë i gjithë qyteti. U ngrit në këmbë i gjithë qyteti. Afrimi i qytetit me fshatin.*
3. Gmmbull shtëpish, banorët e të cilit merren me | një veprimtari të caktuar. *Qyteti i studentëve. Qyteti i minatorëve.*
QYTETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Banor i qytetit, qytetas. *Qytetarët e Shkodrës.*
*2.* Ai që i përket popullsisë së një shteti të caktuar dhe që ka të gjitha të drejtat e detyrat e vendosura me ligjj; shtetas. *Qytetar i Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë. Qytetar i lire. Qytetar nderi. Të drejtat (detyrat) e qytetarit.*
*I.* Emri, më të cilin thirret zyrtarisht banori i një veridi nga punonjësit shtetërorë, sidomos nga pu-nonjësit e rendit publik e të gjykatave. *Shoku qytetar!*
QYTETAR,~E *mb.* 1. Që banon në qytet; që e ka prejardhjen nga qyteti. *Popullsia qytetare. Grua (vajzë) qytetare. Familje qytetare.*
*2.* Që ka të bëjë me qytetin; që është karakteristik per[1] qytetin; i qytetit. *Ndërtime qytetare. Këngë qytetare. Jeta qytetare.*
3. *drejt.* Civil. *Të drejtat qytetare.*
4. *libr.* Që është tipar dallues i njeriut të lire, i cili është i vetëdijshëm për të drejtat e detyrat që ka në një shoqëri e në një shtet; që përshkohet nga ideja për të mirën dhe dobinë e shoqërisë; civil. *Detyrë qytetare. Guxim qytetar. Poezia qytetare.*
5. Që ka të bëjë me jetesën sipas rregullave e de-tyrave shoqërore dhe sipas kërkesave të kulturës e të higjienës. *Edukata qytetare. Sjellja qytetare.*
•*k* Luftë qytetare luftë civile.
QYTETARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* QYTETAR, ~I.
QYTETARËSI,~A . Njohja zyrtare e të drej-tave të atij që është banor i një qyteti të caktuar; të qenët zyrtarisht pjesëtar i banorëve të një qyteti. *Mori qytetarësinë. Iu dha qytetarësia e nderit.*
QYTETARI,~A . 1. Të qenët qytetar i një shteti të caktuar më të drejtat dhe detyrat e vendosura-me ligj;. shtetësi. *Qytetaria shqiptare. Fitoi të drejtën e qytetarisë.*

2. Vetëdija e njeriut të lire për të drejtat e detyrat që ka në një shoqëri e në një shtet dhe synimi i tij që të punojë e të luftojë për të mirën e tyre. *Ndjenja e qytetarisë.*

3I Mënyra e jetesës në një qendër të banuar sipas rregullave e detyrave shoqërore dhe sipas kërkesave të kulturës e të higjienës. *Normat e qytetarisë. Mësim i qytetarisë. vjet.* edukata qytetare.

*'•&* I jep të drejtën e qytetarisë *libr.* e pranon që të jetë; si diçka më të drejta të plota në përdorim ose në jetë. Fiton (merr) të drejtën e qytetarisë *libr.* pranohet haptazi e vihet në jetë nga të gjithë a nga shumica.

QYTETAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor i qytetit, qytetar.

QYTETAS,~E *mb.* Që banon në qytet, që ka prej-ardhje nga qyteti; qytetar. *Grua qytetase.*

QYTETËSI,~A . *vjet.* Qytetërim.

QYTETËRIM,~I *m. sh:* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve QYTETËROJ, QYTETË-ROHEM. *Në rrugën e qytetërimit.*

2. Tërësia e arritjeve në fushën e kulturës materiale e shpirtërore dhe në zhvillimin shoqëror, që karakte-rizojnë një formacion ekonomiko-shoqëror ose një popull a vend të caktuar; shkallë e lartë e këtij zhvi-)limi. *Qytetërimet e lashta. Qytetërimi shqiptar. Lindja (shuarja, zhdukja) e një qytetërimi.*

3. *ek.* Periudha e tretë e zhvillimit të shoqërisë së lashtë, pas egërsisë e barbarisë, në të cilën njeriu e ngre në një shkallë më të lartë prodhimin dhe kulturën.

QYTETËROHEM *vetv.* 1. Ngrihem në një shkallë më të lartë zhvillimi, duke marrë edukatë, arsim, kul-turë etj., bëhem i qytetëruar.

2. *Pës. e* QYTETËROJ.

QYTETËROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E ngre në një shkallë më të lartë zhvillimi, duke i dhënë edukatë, arsim, kulturë etj.; e shpie drejt një mënyre jetese më të lartë e më të kulturuar.

2. *keq.,iron.* Pushtoj e shfrytëzoj një vend më të prapambetur, duke u paraqitur sikur e bëj këtë për t'i shpënë atij zhvillimin e kulturën (për kolonizatorët).

QYTETËRÇAR (i,e) *mb.* 1. Që ka arsim e kulturë dhe që di të sillet në shoqëri; i edukuar. *Njeri i qytetëruar.*

*2.* Që është në një shkallë të lartë zhvillimi shoqëror, kulturor e material. *Komb i qytetëruar. Vend i qytetëruar. Popull i qytetëruar.*

3. *keq., iron.* Që e paraqit veten më të zhvilluar, duke përbuzur të tjerët si më të ulët e të prapambetur. *Të ashtuquajturat "vende të qytetëruara".*

QYTETËRUES,~E *mb. 1.* Që sjell qytetërim, që përhap qytetërimi'n. *Rol qytetërues. Veprimtari qy-tetëruese.*

*2. keq.,iron.* Që shtyp dhe shfrytëzon një vend më të prapambetur, duke u paraqitur sikur e bën këtë për t'i shpënë atij zhvillimin e kulturës (për kolonizatorët).

3. *keq., iron. Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Mbajnë maskën e qytetëruesve.*

QYTETËS,~E *mb.* 1. *vjet.* Shkolla qytetëse: shkollë gjysmë e mesme e përgjithshme. *Ndoqi (mbaroi, kreuj shkollën qytetëse.*

*2.* Që kryen shërbime brenda në qytet, urban. *Tran-sporti qytetës.*

QYTETËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Shkollë gjysmë e mesme e përgjithshme. *Qytetëse femërore. Qytetësja e Beratit. Mbaroi (kreu) qytetësen.*

QYTET-HERO,~I — HERO *m. sh.* ~E-HERO, ~ET-HERO. Titull që i jepet një qyteti për kontri-butin e shquar qëkanë dhënë banorët e tij në luftërat për pavarësinë kombëtare dhe për liri në të kaluarën, si edhe në Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare kundër pushtuesve të huaj e tradhtarëve për Çlirimin e atdheut dhe për vendosjen e pushtetit popullor. *Qy-teti-hero i Tiranës. Qyteti-hero i Vlorës (i Krujës). Iu dha titulli "Qytet-hero".*

QYTET-MUZE, ~I-MUZE *m. sh.* ~E-MUZE, ~ET-MUZE. Qytet, një pjesë e të cilit ruhet pa uprekur për ndërtimet dhc permendoret me vlerë që ka nga e kaluara. *Qyteii-nmre i Gjirokastrës (i Beratit).*

QYTETOR,~E *mb.* Që kryen shërbime brenda në qytet, urban. *Transport! qytetor.*

QYTET-SHTET,~I-SHTET *m. sh.* ~E-SHTET,
~ET-SHTET *hist.* Qytet së bashku me krahinën pë-rreth në periudhëne skllavopronarisë (kryesisht në Greqinë e lashtë), i cili kishte një forme të veçantë or-ganizimi politik e shoqëror, që u siguronte qytetarëve të lire kushtet për të shtypur e shfrytëzuar skllevërit. *Qytet-shtet skllavopronar.*

QYTEZË,~A *f. sh.* —A, ~AT. 1. Qendër e vogël banimi brenda murevc të një kështjelle (sot zakonisht e rrënuar). *Qytezë e lashtë.*

*2.* Qendër e vogël banimi e mbledhur dhe e rregu lluar mirë, qytet i vogël. *Qyte?ë e re. Qyteza e minu-
torëve. Qyteza e vullnetarëve (e aksii)iristëve). Bailorët e qyte:ës.*

QYT;Ë,~A *f. sh.* ~A, ~AT. 1. pjesa e prapsmc o shtratit të drunjtë të armëve të lehta të zjarrit, që është më e gjerë se tyta e që sherben për ta mbeshtetur armën në sup kur qëllojmë. *Qyta e pushkës (e auto-matikut). E goditi me cylë. Mbështei tytën prune këm-Oës. Shtrëngoj iytëu në sup.*

*2.* Tuni i një vegle. *Qyta* L- *sëpatës !K shatit).*

QYTYK,~U *in. sh.* ~Ë, ~ËT *bhetl.* 1. Irung; tra i trashë; shtyllë.

2. *fig. shift* SHTYLLË,~-\v. *Qytyku i shtëpisë.*

3. *fig. mospërf.* Njeri i trashë, i ngathet e zakonisht[1] prapanik. *E pengonin cy quykë.*

4. *vjet.* Regjistri themelor ku shenoheshin te hyrat e të dalat; defter i trashë. *shënonin në qytyk.*

# R

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e njëzetekatërt e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja* r. *Shkronja* r. *Tingulli* r.
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja r. *R-ja e madhe (e vogël). R-ja e shtypit (e dorës).*
RABAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *treg.* Pjesë përbërëse e çmimit të shitjes me pakicë për një mall, e cila shër-ben për të mbuluar shpenzimet e qarkullimit të ndër-marrjes tregtare dhe për të siguruar një të ardhur si fitim. *Rabati tregtar. Zbritja e rabatit. Shitje me (pa) rabat.*
RABECKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Harabel. *Çerdhe rabeckash. I vogël sa një rabeckë.*
RABUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Bisht i forte e i trashur i qepës, që nuk hahet; mashkulli i qepës, ngallë; karabush. *Rabushi i qepës.*
*2. vjet.* Çetele. *E shënonte në rabush.*
3. *fig. thjeshtligj.* Njeri i trashë nga mendja, karabush, dudum.
• S'e fut në rabush nuk e llogarit; nuk e përfill. E vë në rabush e marr shënim, e mbaj parasysh. Ka hyrë në një rabush *me dike keq.* është futur në një radhë a në një grup me dike, ka filluar të bashkëpu-nojë me dike. I men-fjalët e i vë në rabush nuk ua vë veshin fjalëve, porosive e këshillave të dikujt, nuk u jep rëndësi, i lë në harresë.
RACATOR,~E *mb.* 1. Që i përket një race kafshësh a shpendesh me veti të mira; që mbahet për të kri-juar raca kafshësh a shpendesh me veti të mira; ra-cor. *Dem (derr) racator. Hamshor racator. Pule ra~ catore.*
2. ii *em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kafshë a shpend race; kafshë a shpend që mbahet për të krijuar raca me veti të mira. *Veçimi i racatorëve. Kryqëzimi me racatorë.*
RACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Secili nga grupet e mëdha të shoqërisë njerëzore, që gjatë zhvillimit historik në periudhat e lashta dhe në kushte të cak-tuara ka fituar disa tipare të jashtme të trashëguesh-me si ngjyra e lëkurës dhe e flokëve, trajta e kokës, madhësia e trupit etj., të cilat nuk kanë asnjë lidhje me veçoritë kombëtare dhe me gjendjen shoqërore. *Racat e njerëzve. Raca e bardhë (e verdhë, e zezë). Përzierja e racave.*
2. *zool.* Grup kafshësh, zakonisht shtëpiake, që
kanë tipare e cilësi të psrbashkëta të trashëgueshme, të cilat zhvillohen nën ndikimin e mjedisit dhe për-mirësohen me punën e kujdesin e njeriut. *Race e pastër (e përzier, e mirë, e keqe). Race kuajsh (lo-pësh, dhensh, derrash, pulash...). Përmirësimi i races. Kryqëzimi i races. Nxjerr një race të re.*
3. Grup kafshësh shtëpiake me tipare të jashtme dhe me cilësi prodhimi shumë të mira, lloj i zgjedhur. *Kale (dele, qen...) race. Lë (mbaj) për race.*
RACIAL,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me racën e njerëzve, që i përket races së njerëzve, i races së njerëzve; racor. *Tiparet raciale. Grup racial.*
2. *keq.* Që mbështetet në dallimin e prerë e irë-njësor të racave njerëzore dhe në kundërvënien e tyre; që i ndan racat e njerëzve në “të larta” e “të ulëta” e që u vesh atyre cilësi e vlera thelbësore jo të bara-barta; që e quan racën e bardhë si racën më të lartë dhe përbuz racat e tjera si më të ulëta; racist. *Dis-kriminim (dallim) racial. Teori (politikë) raciale. Shtypje (urrejtje, ndjekje) raciale.*
RACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Sasia e bukës dhe e ushqimit, që i jepet një njeriu për një ditë ose për një kohë të caktuar; sasia e ushqimit që i jepet një kafshë gjatë njëzet e katër orëve. *Racioni ditor (javor, mujor). Racion i plotë. Racioni i bukës (i gjellës, i ushqimit). Racioni i ushtarit (i të sëmurit). Marr (ha) racionin. I jap (i caktoj) racionin. Ha me (pa) racion.*
RACIONAL,~E *mb. libr.* 1. Që mbështetet në ar-syen e shëndoshë, që është në përputhje me logjikëne ngjarjeve e të rrethanave të jetës; që është peshuar e llogaritur mirë ose që është organizuar me baza shkencore; i arsyeshëm. *Metodë racionale. Zgjidhje racionale. Përdorim (shfrytëzim, organizim) racional. Shpërndarje racionale e forcave. Në mënyrë racionale.*
2. *mat.* Që mund të jepet në trajtën e një thyese me numra të plotë (për numrat); që nuk përmban një rrënjor (për shprehjet algjebrike). *Numrat rationale. Shprehje racionale.*
3. *filoz.* Që bëhet me anë të arsyes. *Njohja racionale.*
RACIONALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *filoz.* Ithtar i rrymës filozofike të racionalizmit. *Racionalistët e shekullit të shtatëmbëdhjetë.*
*2.* Ai që punon e vepron duke u nisur kryesisht nga kërkesat e arsyes.
RACIONALIZATOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Pu-nëtor ose specialist, që i sjell përmirësime prodhimitdhe organizimit të punes me metoda më të përparuara. *Raciorializator i dalluar. Lëvizja e racionalizatorëve.*
RAÇIONALIZATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fein, e* RACIONALIZATOR,~'I. *Racionalizatore e dalluar.*
RACIONALIZËM,~MI *m. libr.* 1. *filoz.* Rrymë e filozofisë idealiste, që pranon si burim të njohjes së vërtëtë vetëm arsyen dhe që nuk merr parasysh rolin e praktikës shoqërore e përgjithësimet që dalin prej kësaj. *Përfaqësuesit e racionalizmit.*
2. Mbështetja dhe besImi në fuqinë e pakuflshme të arsyes njerëzore, në kundërshtim me misticizmin dhe me teologjinë; mbështetja vetëm në arsyen njerëzore.
3. Qëndrim i arsyeshëm e i matur; të qenët rational.
RACIONALIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve RACIONALIZOJ, RACIONALIZOHET. *Racionalizimi i prodhimit. Racionalizimi i fuqisë punëtore. Racionalizimi i kohës.*
2. Mënyrë ose metodë, që shërben për të përmi-rësuar prodhimin ose për ta organizuar atë me baza me shkencore. *Racionalizimet e punëtorëve. Byroja e shpikjeve dhe e racionalizimeve. Bëri (paraqiti) një racionalizim. Vënë në jetë (zbatojnë) racionalizimet.*
RACIONALIZOHET. *Pis. e* RACIONALLZOJ.
RACIONALIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Për-mirësoj një punë a një veprimtari, duke përdorur metoda e mënyra më të përparuara, organizoj prodhimin me mënyra më të përshtatshme e shkencore; përdor në mënyrë më të arsyeshme. *Racionalizoj pu-nën (prodhimin). Racionalizoj njëproces. Racionalizoj kohën.*
RACIONALIZtJES,~E *mb.* Që shërben për të përmirësuar prodhimin ose për ta organizuar me baza më të mira shkencore. *Metodë racionalizuese.*

RACIONIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RACIONOJ, RACIONOHET. *Racionimi i bukës (i ushqimeve, i ujit).*
RACIONOHET. *Pës. e* RACIONOJ.
RACIONOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Ndaj një ushqim në pjesë të caktuara për ta përdorur me kur-sim ose për t'u ushqyer sipas një mënyrë të përshtatshme, caktoj dhe jap një ushqim sipas një racioni. *Racionoj bukën (mishin, ushqimet, ujin).*
*2.* Ndaj diçka në pjesë të caktuara për ta përdorur në mënyrë më të përshtatshme. *Racionojpunën (kohën). Racionoj forcat.*
RACIpNUAR (i,e) *mb.* Që jepet ose që shpër-ndahet në pjesë të caktuara sipas një racioni. *Ushqime të racionuara. Veshmbathje të racionuara.*
RACIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pasues e zbatues i teorisë| dhe i politikës reaksionare të racizmit. *Racist i tërbuar. Bandë racistësh. Krimet e racistëve.*
RAClST,~E *mb.* Që përkrah e zbaton teorinë dhe politikën reaksionare të racizmit; që përbuz e shtyp racat e jtjera. *Politikë (teori, pikëpamje) raciste. Re-gjim racist. Ligje raciste. Shtypje raciste.*
RACIZËM,~MI *m.* Teori dhe politikë reaksionare, që mbështetet në pikëpamjen antishkencore se racat kanë dallime rrënjësore midis tyre, se ndahen
në raca "të larta" e "të ulëta" dhe se raca "më e Iartë" ka të drejtë të shtypë e të shfrytëzojë racat e tjera; përbuzja dhe shtypja e racave të tjera. *Racizëm i egër. Lufta kundër racizmit. Zhdukja e racizmit.*
RACOR,~E *mb.* I. Që ka të bëjë me racën e kaf-shëve, që i përket një race të kafshëve; i races; që ka të bëjë me një race kafshësh me tipare e veti të mira. *Cilësi (veti, tipare) racore. Përbërje (vlerë) racore. Kufshë (tufë) racore.*
*2.* Që ka të bëjë me përmirësimin e tipareve dhe të cilësive të mira të një race kafshësh. *Puna racore.*
3. Racial.
RADAR, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pajisje e ndërlikuar, që shërben për të zbuluar dhe për të përcaktuar ven-din e ndodhjes dhe largësinë e një objekti, duke dër-guar vale radioje shumë të shkurtra dhe duke marrë pasqyrimin e tyre. *Radar tokësor (detar, ajror). Aparat radari. Ekran radari. Stacion radari. Valët e radarit. Kap në radar. Ndjek me radar.*
RADIATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *tek. 1.* Pajisje për ftohjen e motorëve me djegie të brendshme, e përberë prej disa gypash, në të cilët qarkullon ujë a vaj i ftohtë. *Radiatori i automobilit (i traktorit, i aeroplanit). Kapaku i radiatorit. Mbush radiatorin.*
*2.* Pajisje për të ngrohur banesat, e përbërë prej një sistemi gypash, nëpër të cilët qarkullon ujë ose avull i ngrohtë. *Radiatorët e ngrohjes qendrore. Radiator me ujë (me avull). Hap (mbyll) radiatorin.*
RADIKAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Anëtar i një partie politikë të borgjezise ose të mikroborgjezisë, që përkrah radikalizmin, ithtar i radikalizmit. *Radikal bor-gjez.*
RADIKALIZËM,~MI *m.* Rrymë politikë e majtë e borgjezisë ose e mikroborgjezisë, që kërkon të zba-tohen disa reforma demokratike borgjeze pa e prekur sistemin kapitalist të shfrytëzimit. *Krahu i radikalizmit mikroborgjez.*
RADIO,~JA. *sh.* ~, ~T. 1. Dhënia dhe marrja e tingujve, e fjalëve dhe e sinjaleve në largësi me anë të valëve elektromagnetike, që përhapen në hapësirë me antenë, përdorimi i valëve elektromagnetike për të dërguar dhe për të kapur në largësi tingujt, fjalët dhe sinjalet. *Valët e radios. Zbulimi i radios.*
*2.* Aparat i posacëm për të marrë ose për të dërguar në largësi tinguj, fjalë ose sinjale, duke i kthyer në vale elektromagnetike. *Radio marrëse (dhënëse). Radio me bateri (me vajguri). Llambë radioje. Mikrofoni i radios. Antenë radioje. Ndez (hap) radion. Shuaj (mbyll) radion.*
3. Qendër e pajisur me aparatura të posaçme që përgatit dhe përhap programe ose emisione të ndrysh-me për dëgjuesit; emisionet e kësaj qendre; ndërtesa e kësaj qendre. *Radio Tirana. Programet (emisionet) e radios. Dëgjuesit e radios. Folësit e radios. Punonjësit e radios. Dëgjoj radion. Punoj në radio.*
• Enciklopedia e radios *shih tek* ENCIKLOPEDI, ~A.
RADIO- i *fjalëform. libr.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, që ka kup,timin e fjalës "radio" ("i radios, me radio, me anë të' radios"); p.sh. radiodëgjues, ra-diodramë, radiodrejtim, radiofizikë, radiolidhje, radio-zbulim etj.
RADIO- ii *fjalëform. libr.* Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, që ka kuptimin e fjalëve "radioaktiv,rrezatim radioaktiv"; p.sh. radiobiologji, radlorre-zatim, radioterapi etj.
RADIO AKTIV,~E *mb. fiz.* Që ka radioaktivitet; që ka të bëjë me radioaktivitetin ose që shkaktohet nga radioaktiviteti. *Elementet radioaktive. Lëndë radioaktive. Pluhur (shi) radioaktiv. Rrezatim radioaktiv. Rreze (rrymë) radioaktive. Zbërthim radioaktiv.*
RADIOAKTIVITET,~I *m. fiz.* Veti që kanë disa elemente kimike (si radiumi, uraniumi etj.) për të lëshuar rreze të padukshme gjatë zbërthimit të vet-vetishëm ose artificial të bërthamave të atomeve. *Radioaktivitet natyror (artificial). Radioaktiviteti i uraniumit. Radioaktiviteti i tokës (i atmosferës).*
RADIODHËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Aparat që shërben për të dhënë sinjale ose tinguj me anë të valëve elektromagnetike. *Antena e radiodhënësit.*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Aparat radio-dhënës.*
RADIOFIKIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RADIOFIKOJ, RADIOFIKOHET. *Radio-
fikimi i fshatit (i gjithë vendit). Zhvillimi (zgjerimi) i radiofikimit. Rrjeti i radiofikimit.*
RADIOFIKOHET. *Pës. e* RADIOFIKOJ. *Radio-fikohet fshati.*
RADIOFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj insta-limet teknike dhe pajis me radio e me aparatet e ne-vojshme një qendër banimi, një ndërmarrje etj.; çoj e përhap radion në një vend a në një krahinë. *Radiofikoj një fabrikë (një uzinë). Radiofikoj një qy-tet (njëfshat).*
RADIOFONIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me për-hapjen e tingujve dhe të emisioneve ose me dhënien e njoftimeve me anë të radios. *Qendra radiofonike. Shërbimi radiofonik. Ndërlidhje radiofonike. Revista radiofonike e mbrëmjes.*
RADIOGRAFI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Ngulitja e paraqitja e ndërtimit të brendshëm të trupit të nje-riut a të një organi të tij ose të një sendi tjetër në një film, duke e përshkuar me rreze të posaçme. *Qendra e radiografisë. Film radiografie. Bëj radiografinë.*
2. *bised.* Filmi, i cili përmban këtë ngulitje e pa-raqitje. *Radiografia e krahut (e këmbës, e mushkërive, e zemrës). Shoh radiografinë.*

RADIOGRAFIK,~E *mb.* Që lidhet me radiogra-finë, i radiografisë; që bëhet me anë të radiografisë. *Kontroll radiogrofik. Studimi radiografik.*

RADIOGRAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Njoftim ose lajm, që jepet me anë të aparateve radiomarrëse e radiodhënëse. *Radiogram i shifruar. Teksti i radio-gramit. I bëj një radiogram. Dërgoj (jap, man) një radiogram. E njoftoj me radiogram.*

RADIOGRAMAFON,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Aparat, që përbëhet nga një radio dhe nga një gramafon, të lidhur së bashku. *Ndez (shuaj) radiogramafonin. Dëgjoj një pllakë në radiogramafon.*

RADIOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjek i spe-cializuar në radiologji; specialist për përdorimin e aparateve radiologjike. *Mjek radiolog. Teknik ra-diolog.*

RADIOLOGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* RA-DIOLOG,~U.

RADIOLOGJI,~A . Shkenca që merret me stu-dimin dhe me shfrytëzimin praktik të rrezeve të ndryshme, veçanërisht të rrezeve iks e gama, për qëllime mje-kësore, industriale e shkencore; teknika e përdorimit të aparateve radiologjike. *Radiologjia mjekësore. Reparti i radiologjisë. Shërbimi i radiologjisë.*

RADIOLOGJIK,~E *mb.* Që lidhet me radiolo-gjinë, i radiologjisë; që bëhet me ans të radiologjisë. *Ofiçinë radiologjike. Aparat radiologjik. Aparatura radiologjike.*

RADIOLOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndërlidhje mashtrues8 nëpërmjet radios me një qendër të huaj spiunazhi për të zbuluar të dhëna të ndryshmc dhe për të kapur agjentët e saj. *Bënë një radiolojë.*

RADIOLOKACION,~I *m.* 1. Mënyrë për të gjetur vendin, largësinë dhe drejtimin e lëvizjes së një objek-ti në ajër, në ujë ose mbi tokë, duke dërguar vale radari dhe duke kapur pasqyrimin e tyre. *Aparatet e radiolokacionit. Parimi i radiolokacionit. Teknika e radiolokacionit. Zbuloj (studioj) me radiolokacion.*

2. Tërësia e aparateve dhe e pajisjeve të zbulimit me anë të radarit. *Qendër radiolokacioni.*

RADIOLOKATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Radar. *Antena e radiolokatorit. Kap në radiolokator. për-caktoj me radiolokator.*

RADIOMARRËS,~E *mb.* Që merr a kap valët e radios. *Aparat radiomarrës* aparat i posaçëm për marrjen në largësi të tingujve, të fjalëve ose të sinja-leve me anë të valëve elektromagnetike; radio.

RADIONDËRLIDHJE,~A . Ndërlidhja e disa pikave me anë të valëve të radios, dhënia dhe marrja e njoftimeve dhe e sinjaleve me anë të radios. *Radio-ndërlidhje me token (me detin, me ajrin). Stacioni (shërbimi) i radiondërlidhjes. Teknika e radiondër-lidhjes. Ndërprerja e radiondërlidhjes. Vendos radio-ndërlidhjen.*

RADIOPËRHAPJE,~A . Dhënia dhe përhapja me radio e programeve të ndryshme për dëgjuesit; institucioni që përgatit e përhap me radio këto pro-grame. *Radiopërhapja shqiptare. Qendra e radiopër-hapjes. Drejtoria e radiopërhapjes.*

RADIOSKOPI,~A . *sh.* ~, ~TË *mjek.* Vëzhgimi i shëmbëllimit të një pjese të brendshme të trupit të njeriut ose të një sendi tjetër, që del në një ekran të posaçëm, kur e përshkojmë me rreze rentgen. *Radioskopia e mushkërive (e krahut, e zemrës, c sto-makut). Aparati i radioskopisë. Qendra e radioskopisë. I bëj radioskopinë. Shkoj fkaloj, dal) në radioskopi.*

RADIOSKOPlK,~E *mb. mjek.* Që lidhet me radioskopinë, i radioskopisë; që bëhet me anë të radioskopisë. *Kabinet radioskopik. Vizitë radioskopike. Vrojtim (kontroll) radioskopik.*

RADIOSTACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tërësia e aparateve dhe e pajisjeve të ndryshme që shcrbejnë për përhapjen dhe marrjen e valëve të radios; qendër për dhënien e programeve të ndryshme me anë të radios. *Radiostacion dhënës (marrës). Radiostacion lo-kal. Qendra e radiostacionit.*

RADIOTEKNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Teknik që vendos dhe ndreq aparatet e radios dhe pajis jet e tjera radioteknike. *Rrethi i radioteknikëve.*

RADIOTEKNlK,~E *mb.* Që ka të bëjë me ra-dioteknikën, që lidhet me radioteknikën, i radiotek-nikës; që merret me iadioteknikë. *Pajisje (aparaturë) radioteknike. Inxhinier radioteknik.*

RADIOTEKNIKË,~A . Shkenca mbi lëkundjet elektromagnetike me denduri të lartë dhe mbi valët e radios që dalin prej tyre; degë e teknikës, që merret me përdorimin e këtyre valëve në radiopërhapje, në ndërlidhje etj. dhe me ndërtimin e ndreqjen e pa-jisjeve të radiove. *Rrethi i radioteknikës. Libri i ra-dioieknikës.*

kADIOTELEGRAM,^I *m. sh.* ~E, ~ET. Telegram që jepet me anë të radios; radiogram. *Dërgoj një radiotelegram.*

RADIOTELEVIZION,~I *m.* Qendër e përbashkët e radios dhe e televizionit, që përgatit e përhap emisio-ne të ndryshme; ndërtesa e kësaj qendre. *Radiotelevi-zioni shqiptar. Station radiotelevizioni. FestiVali i kën-gës në radiotelevizion.*

RADIOTELEVIZlV,~E *mb.* Që ka të bëjë me përgatit jen e përhapjen e programeve ose të emisioneve, të ndryshme me radio dhe me televizion së bashku, që jepet me anë të radiotelevizionit. *Sistem radiote-leviziv. program (emision) radioteleviziv.*

RADIOVALË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT*fiz.* Vale elektromagnetike që përhapet në hapësirë dhe që për-doret për qëllime të ndryshme në radioteknike ose që vjen nga trupat qiellorë. *Radio vale kozmike. Gjatësia (shpejtësia) e radiovalëve. Përhapja e radiovalëve. Marrja (kapja) e radiovalëve.*

RADIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ushtarak i ndër-lidhjes ose punonjës i telegrafisë, që merr dhe jep me radio njoftime e sinjale. *Radist ushtarak. Radisti i togës. Radisti i ambasadës. Radistët e postës.*

RADISTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* RADIST,
~I.I

RADIUM,~I *m. kim.* Metal shumë radioaktiv, me ngjyrë të bardhë të ndritshme, që nxirret nga disa minërale të uraniumit dhe që përdoret në mjekësi, për rrezatime etj. *(simboli* Raj.

RADHANIK,~U *m. sh.* ~-Ë, ~ËT *gjell.* Dre-dhanik.

RADHAS *ndajf.* Radhazi. *Dy here radhas. Erdhën radhas.*

RADHAZI *ndajf.* 1. Me radhë, sipas rendit, njëri pas tjetrit. *E bëjmë radhazi. Hedh (gjuaj) radhazi. Flasim radhazi. Ikim radhazi. Radhazi-numëro! usht.*

2. Menjëherë njëri pas tjetrit, pa ndërprerje në mes, rresnt; pa përjashtuar asnjë, mbarë. *Dy here radhazi. Shumë vjet radhazi. Vijnë radhazi. I mori radhazi.*

3. Shpesh, dendur, zakonisht. *Vjen radhazi për vizitë. Takohemi radhazi. E bën radhazi këtë punë.*

RADHË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Varg njerëzish, kafshësh ose sendesh që janë vënë njëri pas tjetrit ose njëri krahas tjetrit në një vijë; varg dukurish ose hgjarjesh, që vijnë njëra pas tjetrës. *Radhë njerëzish. Radhë shtëpish (dritaresh, librash). Radhë kutish (arkash, karrigesh). Dy radhë pemësh. Një radhë numrash. Radhë makinash. Në mes të dy radhëve. I vë në radhë* rradhit.
2. Varg ushtarësh, nxënësish etj., të vënë njëri pas tjetrit ose njëri psrbri tjetrit, sipas një rregulli
të caktuar, rreshtim, rresht. *Radha e parë (e majtë, e djathtë). Radhë treshe (katërshe). Radhët e togës (e çetës). Në krye të radhës. Largësia midis radhëve. Vihem në radhë. Hyj në radhë. Dal nga radha. Mbaj (prish) radhën. Shtrëngojmë radhët. Qëndroj gatitu në radhë. Eja në radhë! usht.* komandë për të ardhur në një vijë të drejtë në rresht njëri përbri tjetrit. *Plo-tësojnë radhët e fundit.*
3. Një brez ose një shtresë sendesh të vena në një vijë njëri pranë tjetrit, një sërë tullash në një mur, një varg fijesh në një diçka të thurur etj. *Një radhë tullash (gurësh, dërrasash). Një radhë drush (arkash). Një radhë çorapesh (trikosh). Heq (vë) një radhë. Nis (mbaroj) një radhë. prish një radhë.*
4. Varg karrigesh për t'u uiur në kirJema, në teatër, në një sallë ose në një mjet udhëtimi; varg bankash në një klasë. *Radha epare (e dytë...).. Radhët e fundit. Karriget (bankat) e radhëve të para. Ulem (rri, zë vend) në një radhë.*
5. Varg fjalësh, shkronjash ose shenjash të tjera, të shkruara në një vijë me dorë ose të shtypura në një faqe; varg shkronjash të renditura në shtypshkronjë për t'i shtypur; rresht. *Radhë të ngushta (të dendura). Radhët e librit (e fletores). Faqe me tridhjetë e dy radhë. Në krye të radhës. Heq (prish, fshij, ndreq, shtoj) një radhë. Kapërcej ay radhë. Mungon një radhë. E lexoj radhë për radhë. I shkroVa nja dy radhë. Asnjë radhi tjetër.*
*6. kryes. nj.* Rresht njerëzish që presin për të marrë a për të dhënë diçka ose për një punë tjetër. *Radhë e madhe (e gjatë). Radhë për bileta. Radhë në dyqan. Hyj (futem) në radhë. Qëndroj (pres, rri) në radhë. Zë radhën. Mbaj (lëshoj) radhën. Jam në radhë. Ka radhë.*
7. *vet. sh. fig.* Tërësi njerëzish, që janë të lidhur ngushta nga interesa e marrëdhënie të përbashkëta ose që bëjnë pjesë në një organizatë, në një parti etj. mjedis shoqëror. *Radhët e Partisë. Radhët e organizatës. Radhët e ushtrisë. Nga radhët e klasës punëtore (e rinisë, e ushtrisë). Brenda (jashtë) radhëve. Hyj (futem) në radhët e... Dal (përjashtohem, largohem) nga radhët e... Zgjerojnë (plotësojnë, mbushin, rrftin) radhët. Forcojnë (shtrëngojnë, shtojnë, pakësojnë) radhët. Mbetem në radhët e...*
8. *fig. bised.* Shtresë ose grup njerëzish, që kanë tipare të përbashkëta ose gjendje shoqërore të njëj-të, sërë. *Nga radha jonë. Njeri (djalë, burrë) i radhës së tij. Nuk është i radhës sonë. Janë të një radhe. Sipas radhës që ka. Hyri në radhën e pleqve (e nuseve).*
*9.* Një numër i pacaktuar njerëzish, sendesh ose dukurish, një sasi jo e madhe, një varg, sërë. *Një radhë vendesh (rastesh, ngjarjesh, faktesh). I bëri një radhë pyetjesh. Bëri një radhë veprimesh.*
10. Rendi ose rregulli sipas të cilit bëhet diçka, vijueshmëria në një mënyrë të caktuar për të kryer një veprim; vendi në këtë rend ose vijueshmëri, që i përket dikujt për të vepruar. *Me (pa) radhë. Jashtë radhe. Sipas një radhe. Radha e punës (e veprimeve). Radha e përgjigjes (e provimit, e hyrjes). Radhë e pa radhë. Shërbim jashtë radhe. Mbaj (ruaj) radhën. Me vjen (me kalon) radha. Posta e radhës. Fisheku i radhës. Me bie radha. Pres radhën. I lëshoj (i zë) radhën, Hyjnë (dalin, vijnë) me radhë. E tregoi me radhë. I mori (i zuri) me radhë. Flisni me radhë. I pyeti me radhë. Kur t'i vijë radha. E bëjmë me radhë. Rush e ka radhën? Kam radhën e pastrimit {e rojës).*11. Vijueshmëri pa ndërprerje (për periudhat e kohës). *Disa here me radhë. Tre muaj me radhë. Dy net me radhë. për vite me radhë. Shekuj me radhë.*
12. Kohë e shkurtër midis dy periudhave, here. *Këtë (atë) radhë. Radhën tjetër. Radhën e pare. Nuk e takova këtë radhë.*
13. *përd. ndajf. bised.* Radhazi. *Filloi radhë. Ha radhë. I mori radhë.*
• Në radhë të parë *shih te parë* (i,e). Në radbët e para (në rreshtat e pare) *shih te parë* (i,e). Radhë e pa radhë pa një rregull të caktuar, si t'i teket a t'i vijë mbarë. E kcshtu me radhë e të tjera. I bëj (i lë) radhë *dik uj t* e lë të flasë ose të bëjë diçka, nuk e pengoj. Sa për të shkuar (për të kaluar) radhën dosido, pa i kushtuar vëmeadje; sa për të thënë. Si e do radha ashtu si duhet, si kërkohet dhe është me mire. Shtrën-gojmë (ngjeshim) radhët *shih te* SHTRËNGOJ. Vë në një radhë *me dike a me diçka* e quaj të një shkalle a të një vlere me një tjetër. Vihem në një radhë *me dike* eci në një hap më të tjerët, kapërcej prapambetjen. Filloj radhë të re ndryshoj krejt qën-drimin ose mënyrën e veprimeve, heq dorë nga mënyra e kaluar e punës dhe e sjelljes dhe nis një rrugë të re. Lexoj në mes të radhëve (të rreshtave) *libr.* gjej kup-timin e brendshëm të diçkaje që është shkruar, kuptoj mendimet e fshehta që përmban diçka e shkruar.
RADHË-RADHË *ndajf.* Me radhë, rresht njëri pas tjetrit; një mbi një. *Venë e vijnë radhë-radhë. Vendosen radhë-radhë. Zbresin radhë-radhë. Shtrihen brezaret radhë-radhë nëpër kodra. Jane shtëpitë radhë-radhë.*
RADHIM,~I *m.* 1. *shih* RADHITJE,~A. *Ra-dhimi i trupave. Punëtor i radhimit. Reparti i radhimit. Jepet (dërgohet) për radhim.*
2. Vija e drejtë, në të cilën janë radhitur njerëzit ose sendet, drejtim. *Radhimi djathtas (majtas) ! usht.* komandë për të marrë drejtimin e rreshtit djathtas (majtas). *Mbaj radhimin. Man radhimin.*
RADHtQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë ba-rishtore njëvjeçare e livadheve me gjethe të gjata e të dhëmbëzuara, me kërcell të kuq e të bardhë, që përdoret e zier për sallatë; bresë. *Sallatë me radhiqe. Mbledh radhiqe.*
RADHIT (RADHIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Vë në
radhë, vendos njërin pas tjetrit ose njërin përbri tjetrit sipas një rregulli; rreshtoj, rendit. *Radhit librat (ka-rriget, arkat). Radhit ushtarët (nxënësit, trupat). Radhit emrat (fjalët) sipas rendit alfabetik.*
*1. shlypshkr.* Rendit me dorë, me linotip etj. shkro-njat dhe fjalët për të riprodhuar një tekst që do të shty-pet; *kund.* çradhit. *Radhit një artikull. Radhit linden.*
3. Zë në gojë, përmend një pas një disa gjëra ose njerëz. *Radhit disa shembuj (emra, ngjarje, numra). Radhit shkaqet (dëmet). I radhiti të gjithë.*

4. *fig.* Vë diçka a dike në një radhë me diçka a me dike tjetër, e quaj të një shkalle a të një vlere me një tjetër. *E radhiti me veten, E radhiti krahas të tje-rëve. E radhitën me më të përparuarit.*
RADHlTEM *vetv.* 1. Vihem në radhë, rreshtohem; hyj në një radhë, zë vend në rresht. *U radhitën trupat. Radhitem në brigade.*
2. *fig.* Hyj në radhët e një organizate ose të një grupi e marr pjesë në veprimtarinë e tyre; zë vend përkrah një tjetri për të bashkëpunuar me të. *U ra-*
*dhitën në rreshtat partizane. Radhitemi në një front të përbashkët.*
3. *fig.* Vihem në një radhë me diçka a me dike tjetër, zë një vend a një shkalle të caktuar. *Radhitet me më të mirët. Radhitem krah për krah me dike. Radhitet midis kooperativave më të dalluara.*
*4. Pës. e* RADHIT 1-3.
RADHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor i shtyp-shkronjës, që radhit shkronjat e fjalët për të riprodhuar një tekst me qëllim që të shtypet. *Radhitës shtyp' shkronje. Kurs për radhitës.*
RADHITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* RADHITËS, ~I.
RADHITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RADHIT, RADHITEM. *Radhitja e trupave (e nxënësve, e njerëzve). Radhitja e librave (e arkave, e makinave). Radhitja e skuadrës (e lojtarëve). Radhitja e mendimeve (e ngjarjeve, e shembujve). Radhitja e librit. Radhit je me dorë (me linotip). Punëtor i radhitjes. Dërgoj (jap) për radhitje.*
2. *shtypshkr.* Tërësia e shkronjave dhe e fjalëve, të radhitura për shtyp. *Bëj (prish) radhitjen.*
RADHOJ *kal.,* ~OVA, ~tJAR. *shih* RADHIT.
RADHOR,~^I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* RA-DHUA,~OI i.
RADHOR,~I n *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Varg gurësh që dalin nga toka ose në një shtresë shkëmbi; gur i madh. *Rri mbi radhor. Nxjerr një radhor.*
2. Varg që varet në qafë për zbukurim.
RADHUA,~OI i *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË.
Fletore për të shkruar ose për të mbajtur shënime për një pune. *Radhua shënimesh. Radhua vizatimi. E shënoj në radhua.*
RADHCA,~OI H m. *sh.* ~ONJ, ~ONJTË.
Radhor n.
RAFINERI,~A . *sh.* ~, ~TË. Fabrikë ose uzinë ku bëhet pastrimi i disa lëndëve si nafta, vaji, sheqeri etj. *Refineria e naftës. Rafineria e sheqerit. Punoj në rafineri.*
RAFINIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RAFINOJ, RAFINOHET. *Rafinimi i sheqerit (i naftës, i vajit, i bakrit). Fabrikë (uzinë) rafinimi. Bëj rafinimin.*
RAFESOHET. *Pës. e* RAFINOJ.
RAFINOJ *kal,* ~OVA, ~pAR. Pastroj një lëndë nga pjesët e huaja, duke e përpunuar në mënyra të posaçme, i heq përzierjet e tjera, e bëj të kulluar a të paster. *Rafinoi sheqerin. Rafinoj vajgurin (naftën, vajin, bakrin).*
RAFINCAR (i,e) *mb.* 1. Që është pastruar nga lëndët e huaja, i pastruar, i kulluar. *Vaj i rafinuar. Sheqer i rafinuar. Baker i rafinuar.*
*2. fig.* Që është shumë i stërholluar e i përpunuar, tepër i zgjedhur, shumë i hollë. *Shije e rafinuar. Sjellje e rafinuar.*
3. *fig. keq.* Që është tepër dhelparak e i mbuluar; që vepron me mënyra dinake e shumë të stërholluara. *Njeri (armik) i rafinuar. Mënyrë (metodë) e rafinuar. Propaganda (demagogji) e rafinuar. Mjete të rafi~ nuara.*RAFT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Orendi në trajtë të një kutie të madhe me kapakë e më të ndara, që shërben për të mbajtur plaçka e sende të t jera, dollap. *Raft rrobash (librash, enësh, veglash). Raft në mur. Raft me pasqyrë. Kapakët e raftit. Vë (mbaj) në raft. Hap (mbyll) raftin.*
*2.* Dërrasë e mbështetur brinjazi në faqe të murit, për të vënë sende mbi të, sergjen.
RAGABARDHË *mb.* 1. Që bën kokrra të mëdha e të bardha (për një Uoj rrushi). *Rrush ragabardhë.*
*2. si em.* ~Ë, ~I *m.* LIoj rrushi me kokrra të mëdha e të bardha. *Ragabardhi piqet vonë.*
RAGU,~JA. *gjell.* Gjellë me copa mishi të ziera e të gatuara me perime në salcë, me pipër e me erëza. *Eagu viçi.*
RAJA,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. *hist.* Nënshtetas jq mysliman në Perandorinë Osmane, që nuk kishte të| drejta e shtypej egërsisht.
J2. *bised. vjet.* Fshatar i varfër, njeri i shtresës së varfër e të shtypur; *përtnb.* fshatarësia e varfër, ve-gjëlia. *Ngriti krye rajaja.*
3. *keq.* Njeri i nënshtruar, që pranon pa bërë zë zgjedhën e tjetrit; shërbëtor a puthador i dikujt. *Raja i bindw. U be raja i dikujt.*
RAJON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Krahinë e gjerë, që| ka disa veçori gjeografike, ekonomike etj.; pjesë e madhe e një vendi, që ndahet sipas disa tipareve; hapësirë ose vend i gjerë, ku zhvillohen veprime luf-tarake ose ndodh diçka tjetër; zone. *Rajon gjeografih (ekonomik). Rajon industrial (bujqësor). Rajon qen-dror (i brendshëm, i target). Rajon i zhvilluar (i rën-dësishëm, i prapambetur). Rajon i banuar. Rajon pu-nëtor (fshatar). Rajon autonom. Rajon i çliruar. Ra-joni i betejës (i sulmit, i Veprimeve luftarake, i mbrojtjes). Rajoni i përmbytjes (i stuhisë).*
2. Ndarje organizative a administrative e një qyteti; qendra drejtuese e kësaj ndarjeje me zyrat dhe me ndërtesat e veta. *Rajoni numër një. Komiteti i Partisë i rajonit. Rajoni i policisë. Zyrat e rajonit.*
RAJONAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me një krahinë të gjerë; që lidhet me rajonin e një qyteti, që i përket rajonit, i rajonit. *Uzinë rajonale. Qendër rajonale.*
RAJONIZlM,~I *m. spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RAJONIZOJ, RAJONIZOHET. *Rajonizimi gjeografik (ekonomik). Rajonizimi i prodhimit (i ndërtimeve). Rajonizimi i ullinjve (i drithërave, i dulianit, i misrit). Rajonizimi i racave (i gjedhit). Rajonizimi i tokës. Bëjnë rajonizimin.*
RAJONIZOHET *spec. Pës. e* RAJONIZOJ.
RAJONIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *spec.* Ndaj vendin në krahina të caktuara për qëllime ekonomike ose për studime, përcaktoj rajonet për diçka.
2I *bujq.* Përcaktoj krahinën ku zhvillohet me mirë njëjbimë bujqësore ose një kafshë prodhuese, shpër-ndaj sipas rajoneve më të përshtatshme për t'u rritur. *Rajonizoj drithërat (ullinjtë, duhanin). Rajonizoj fa-rërat (kulturat, llojet). Rajonizoj dhentë (racat). Rajonizoj tokat.*
RAKETAHEDHËS,~E *mb. usht.* Që shërben për lëshimin e raketave; që ka pajisje për Ieshimin e ra-ketave. *Kryqëzor raketahedhës.*
RAKETAMBAJTËS,~E *nib. usht.* Që është i pa-
jisur me raketa. *Aeroplan raketambajtës. Nchdetëse raketambajtëse.*

RAKETË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. *1. usht.* Fi shekzjarr që hidhet lart për të dhënë shenja ose për të ndriçuar. *Raketë e bardhë (e kuqe). Raketë shumë-ngjyrëshe. Drita e raketës. Pistoletë për raketa. Hedh një raketë. Jap shenjë me raketë.*
2. *usht.* Mjet luftarak me motor reaktiv, që shërben për të dërguar në largësi një predhë ose një bombë; predhë, e cila lëviz me forcën shtytëse të gazrave që lëshon pas. *Raketë ndërkontinentale (balistike, e te-lekomanduar). Raketë bërthamore. Raketë kundër-ajrore. Raketë tokë-ajër (ajër-ajër). Raketë me rreze të mesme (të sh.kurtër) veprimi. Shtrati i raketës. Mbushja e raketës. Bazë raketash. Lëshoi (hodhi) raketën. E goditën me raketë.*
3. Mjet fluturimi, që lëviz me shpejtësi të madhe me anë të një motori reaktiv. *Raketë kozmike. Raketë meteorologjike (gjeofizike). Raketë shumëfazëshe. Faza e parë e raketës. Fluturimi i raketës.*
RAKETË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *sport.* Pa-llaskë e rrumbullakët prej druri me një bisht të shkur-tër, që përdoret për të qëlluar topin në lojën e ping-pongut; rreth vezak i drunjtë, i thurur brenda me një rrjetë dhe me bisht të gjatë, që përdoret për të qëlluar topin në lojën e tenisit. *Raketëpingpongu. Raketë tenisi.*
RAKl,~A . Pije alkoolike, që nxirret nga mushti i rrushit ose i disa pemëve të tjera, duke e zier e duke i ftohur avujt; një sasi e kësaj pijeje sa nxë një gotë e vogël. *Raki e forte (e egër, e butë, e dashur). Raki e shuar (e zbutur, e re). Raki rrushi (kumbulle, mani, dëllinje). Kazani i rakisë. Gotë rakie. Punishte rakie. Bëj raki. Ziej rakinë. Pimë nga një raki. U dehën me raki. E zuri rakia. I nxori (i shtroi, i Vuri përpara) rakinë. E la rakinë. I doli rakia* i doli pija, u be esëll.
• Flet rakia përdoret kur një i dehur flet fjalë të mëdha ose fjalë që nuk do t'i thoshte po të ishte esëll. I hodhi një brez rakisë *shih te* HEDH. Paguan ujin për raki *shih te* PAGUAJ. E pi rakinë me opingë *shih tek* OPINGË,~A.
RAKISHlTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që shistë raki; pijeshitës.
RAKITIK,~E *mb.* 1. *mjek.* Që vuan nga sëmundja e rakitizmit; që ka zhvillim të keq të trupit, sidomos të eshtrave. *Fëmijë rakitik.*
2. *bot.* Që nuk është rritur e nuk është zhvilluar si duhet, që është i dobët e i pafuqishëm (për bimët). *Bimë rakitike. Fidanë rakitikë.*
*3. fig.* Që ka zhvillim të keq, i dobët, i pafuqishëm.
4. *Përd. em.* sipas kuptimin 1 të mbiemrit. *Mje~ kimi i rakitikëve.*
RAKITIZËM,~MI *m. mjek.* Sëmundje e fëmijëve, që shfaqet me shtrembërimin dhe zhvillimin e dobët të eshtrave për shkak se organizmit i mungojnë disa lëndë minerale (kripërat e gëlqeres, vitamina D), *Vuan nga rakitizmi.*
RAMAZAN,~I *m. fet.* Një muaj i caktuar në vit, gjatë të cilit besimtarët myslimanë, sipas paragjy-kimeve fetare, nuk hanë dhe nuk pine nga agimI deri në të ngrysur (në vendet ku vepron feja myslimanë), *Muaji i ramazanit. Nuk mbajnë ramazan. E prishën ramazanin. Kishte ramazan (ishte me ramazan)* agjë-ronte.RAMEÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barish-tore e kënetave, më të cilën bëhen fshesa. *Fshesa rameçe.*
RANG,~GU *m. sh.* ~^GJE, ~GJET. 1. Grade ose pozitë në një shkallëzim hierarkik a në një shtre-sim shoqëror. *Rang i ulët (i lartë). Rang ushtarak. Rangu i përfaqësuesve diplomatikë. Të një rangu. Si-pas rangjeVe. Komandantët e të gjitha rangjeve. Në rangun e ministrit {të ambasadorit). Në rang ambasade. I ngre rangun.*
2. Shkalla së cilës i përket dikush a diçka, radhë; përpjesëtimet në të cilat zhvillohet një punë a një veprimtari. *rangut kombëtar (ndërkombëtar, botëror). Në një rang më të përparuarit. Në rang qyteti (rrethi, shkolle, ndërtnarrjeje).*
RANGATARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Grua
që bën punët e shtëpisë.
2. *Përd. mb. f.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Grua rangatare.*
RANGË,~A . *kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Punët e përditshme në shtëpi për ta mbajtur këtë në rregull e për të gatuar. *Rangët e shtëpisë. Rangët e bulmetit (të bagëtisë). Bën rangëi.*
2. *krahin.* Detyrë, barrë. *ngarkoi një range.*
RANISHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT dhe RANISHTE,
~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Brez a rrip toke anës detit, liqenit a lumit i mbuluar me rërë; sipërfaqe toke e mbuluar me rërë. *Ranishtat bregdetare. Ranishtë deti (liqeni, lumi). Ranishta e Durrësit. Shtrihem në ranishtë.*
*2.* Tokë që përmban shumë rërë. *Tokë ranishtë. Punojnë edhe ranishtat.*
3. Vend ku nxirret rërë për nevojat e ndërtimit. *Hapën një ranishtë.*
RANOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shkëmb i përbërë prej rëre të ngjeshur me lëndë të tjera.
RANOR,~E *mb.* Që përmban rërë; që është i mbuluar me rërë. *Tokë ranore. Gurë ranorë. Shtresë ra-nore. Breg ranor.*
RAPORT,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Kumtim a parashtresë me shkrim që i bëhet një organi më të lartë a epror ose një përgjegjësi për plotësimin e një detyre, për një çështje ose për gjendjen e një pune; llogari që jepet për një punë a për një detyrë, raportim. *Raport ditor. (javor, vjetor). Raport i hollësishëm (i imët). Raport zyrtar. Raport hetimor (konsullor). Raport me shkrim (me gojë). I bëri një raport. E thë-rritën (e morën) në raport. Doli në raport. I paraqiti një raport.*
*2.* Kumtim a parashtresë që lexohet përpara një organizate ose një mbledhjeje për veprimtarinë e kryer gjatë një periudhe dhe për detyrat që dalin. *Raport politik. Raporti i Komitetit Qendror, Tezat e raportit. Diskutimet rreth raportit. Përgatit (shkruaj, bëj) raportin. Lexoi (mbajti) raportin. Dëgjuan raportin. Miratuan raportin.*
3. Dëshmi me shkrim që i lëshohet një të sëmuri nga mjeku kur është i paaftë për punë. *Raport mjekësor. Raport pushimi. I dha (i nxori) një raport. Marr raport. Është me raport. bised.* është me pushim për shkak të nje sëmundjeje.
RAPORT, ~I ii *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *kryes. sh. shih* MARRËDHËNIE,~A.
2. Përpjesëtimi midis dy a me shumë anëve, du-kurive, madhësive; lidhje e ndërsjellë sipas një përpjesëtimi të caktuar. *Raporte sasiore (cilësore). Raporti i forcave. Raporti ndërmjet numrave {madhësive, vleraVe). Raporti ndërmjet masës dhe energjisë. Në raportin një me njëqind. E ndryshoi (e prishi) raportin. U vendos një raport i drejtë.*
•*k* Në raport me... në krahasim me.

RAPORTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RAPORTOJ, RAPORTOHET. *Raportimi për gjendjen. Raportimi për planin (për punimet).*
RAPORTOHET. *Pës. e* RAPORTOJ.
RAPORT;OJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Njoftoj me shkrim ose me gojë një organ më të lartë a epror ose një përgjegjës për plotësimin e një detyre, për një çështje ose për gjendjen e një pune; vë në dijeni. *raportoj komandanlit (përgjegjësit, dr°j-torisë, ministrisë). Raportoj për planin (për masat). Raportoj me shkrim (me gojë). Raporton çdo ditë (çdo muaj).*
*2.* Mbaj një raport para një organizate ose nje mbledhjeje për veprimtarinë e kryer gjatë një periudhe dhe për çështjet e detyrat që dalin. *raportoi konferencës (mbledhjes). Raportoi në kongres. E ngarkuan për të raportuar.*
3. *bised.* Kallëzoj për dike, njoftoj fshehurazi për dike.
RAPORTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjeom.* Mjet ne trajtën e një gjysmërrethi me perimeter të shka-llëzuar, që përdoret për matjen dhe për ndërtimin e këndeve; mates këndesh. *hedh këndet në letër me raportor.*
RAPORTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që jep një raport; ai që mban një raport.
RAPSOD,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Këngëtar po-pullor, që këndon krijime të epikës legjendare e his-torike; këngëtar popullor që këndon dhe krijon këngë epike e trimërie nga jeta e sotme. *Rapsod popullor. Krijime të rapsodëve. Këndon rapsodi me lahutë.*
2. *let.* Këngëtar shëtitës në Greqinë e lashtë, që këndonte këngë nga poemat e Homerit dhe këngë të tjera legjendare.
RAPSODI,~A. *sh.* <-, ~TË. 1. Këngë popullore legjendare ose trimërie, këngë kreshnikësh; këngë e krijuar nga një rapsod me temë nga ngjarjet e më-dha të jetës së sotme. *Rapsodi popullore. Rapsoditë e kreshnikëve. Rapsoditë e Veriut. Përmbledhje rap-sodish.*
*1. let.* Pjesë nga poemat e Homerit ose nga një vepër epike a legjendare, që këndohej nga rapsodët në Greqinë e lashtë.
3. *muz.* Pjesë muzikore për vegla ose për t'u kën-duar, që mbështetet në krijimet dhe në motivet popullore të një vendi. *Rapsodi për piano e orkestër.*
RASAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *bujq.* Fidan që rritet nga farat në lehe të veçanta për ta mbjellë pastaj në are; tërësia e këtyre fidanëve për një bimë; lehja e mbjellë me këta fidanë; farishta. *Rasat duhani (pe-rimesh). Rasat i shëndoshë. Mbjell rasatin. Punoj (ple-hëroj) rasatin. Zuri rasati. Shpërngulin rasatin.*
2. Vezë peshku që hidhen për t'u shumëzuar nënjë liqen a në një pellg. *Rasati i koranit (i qefullit). Prodhimi i rasatit.*
3. *vjet.* Lloj bagëtie, race e kafshëve shtëpiake. *E mbajnë për rasat.*
4. *fig. bised.* Soj, fare (për njerëzit). *Të humbti rasati! mallk. Mos lënç rasat prapa! Malik.*
RASË,~A I . *sh.* ~A, ~AT. 1. *gjuh.* Secila nga trajtat e ndryshme që merr emri, mbiemri ose përemri gjatë lakimit, që shpreh një kuptim të cak-tuar gramatikor dhe që shërben për ta lidhur fjalën përkatëse me gjymtyrët e tjera të fjalisë; kategoria gramatikore që shprehet me këto trajta. *Rasa emërore (gjinore, dhanore, kallëzore, rrjedhore, thirrore, ven-dore). Rasa parafjalore. Rase e drejtë (e zhdrejtë). Rasat e emrit. E lakoi në të gjitha rasat.*
*2. bised.* Rast. *Me këtë rase. Kur ta bjerë rasa. Fret rasën. Me rase e pa rase.*
RASË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Rrobë e si-psrme prej pëlhure të zezë, e lirshme, me mëngë të gjera dhe e gjatë deri te këmbët, të cilën e veshin klerikët ortodoksë (në vendet ku vepron kisha orto-dokse). *Rasa e zezë. Rasa e priftit. Vuri (hoqi) rasën.*
RASKAL,~LI *m. sh.* ~J, ~JTË. Gjethe hardhie.
RASOR,~E *mb. gjuh.* Që i përket rases, i rases; që bëhet me anë të rases. *Trajta rasore. Mbaresa ra-sore. Përcaktim rasor.*
RAST,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Diçka që ndodh, veprim ose ngjarje që kryhet në jetë; ngjarje ose du-kuri që përsëritet disa here, diçka në vargun e disa ngjarjeve ose dukurive, here. *Rast i veçantë (i rrallë, i papritur, i jashtëzakonshëtn, i shkëputur). Rast i rëndë (i dyshimtë). Rast i njëjtë (i ndryshëm, tipik). Një rast nga jeta. Në dy raste. Në shumë raste. Në të shumtën e rasteve. Në çdo rast* kurdoherë. *Në asnjë rast* asnjëherë. *Ka raste* rastis, ndodh. *Me bie rasti* me ndodh, me rastis.
2. *drejt.* Ngjarje ose veprim që shqyrtohet nga ana ligjore; çështje. *Rast i rëndë. Rast i parashikuar (i paparashikuar) nga ligji. Shqyrtuan një rast.*
3. Diçka që ndodh në rrethana të papritura e që nuk mund të parashikohet, ngjarje e papritur. *Ishte vetëm një rast. Nuk ia lë në dorë rastit. Kjo s'duhet të varet nga rasti.*
4. Rrethanat në të cilat do të ndodhë ose ndodh diçka; gjendje zakonisht me rrethana të ndërlikuara ose të papërshtatshme. *Në rast mungese (pamundësie). Në rast nevoje (ngushtice). Në rast sëmundjeje (vdek-jeje). Përgatitemi për rast lufte. Slpas rastit. Në këtë rast.*
5. Rrethana të përshtatshme për të bërë me lehtësi diçka; çasti i volitshëm; mundësia. *Rast i mirë (i keq, i volitshëm). Rast shënimi (gjuajtjeje). sport. Me rastin më të pare. Pres (kërkoj, gjej, gjuaj) rastin. Humbas Çshfrytëzoj) rastin. Pata rastin. I dha një rast. Me erdhi (nfu dha) rasti. E solli rasti. E bleva me rast. Kapi rastin. Ia gjeti rastin. Përfitoi nga rasti. Nuk lë rast pa folur. Tani është rasti. Kur të dale (të me pa-raqitet) rasti.*
6. Rrethana të rëndësishme shoqërore ose me ka-rakter solemn, ngjarje e shënuar. *Fjala e rastit. Uri-met (përshëndetjet) e rastit. Ceremonia e rastit.*
7. Shkak, arsye. *Me rast e pa rast. S'i jep rast. Do rast. U gjet një rast.*
• Në rast se... në qoftë se. për çdo rast sido që të ndodhë, sido që të vijë puna. Në rast të kundërt përndryshe. Me rast e pa rast vend e pa vend.
RASTËSI,~A . *sh.* ~-, ~TË. 1. Ngjarje a rre-thanë që lind në mënyrë të paparashikuar ose pa ndonjë shkak të vërtetë; diçka e rastit. *Rastësi e thjesh-të. Varg rastësish. Qe një rastësi.*
*2. filoz.* Zhvillim i dukurive e i sendeve, që nuk është i lidhur me shkaqe të brendshme, thelbësore, që nuk buron nga vetë natyra e brendshme e tyre; ajo që ne kushte të caktuara mund të ndodhë, por mund edhe të mos ndodhë. *Domosdoshmëria dhe rastësia.*
RASTËSISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ndodh në mënyrë të rastit, që bëhet rastësisht, i rastit; që ngjet si rastësi, që lidhet me një rastësi. *Ngjarje e rastësish-me. Takim i rastësishëm. Lidhje e rastësishme. Diçka e rastësishme. Në mënyrë të rastësishme.*

RASTËSISHT *ndajf.* 1. Në mënyrë të rastit, pa-dashur, pa e pritur ose pa e parashikuar, si e sjell rasti. *Ndodh (bie) rastësisht. KaloVa rastësisht. E gjeta (e pashë) rastësisht. E preka rastësisht. Me ra në dorë rastësisht.*
2. Pa shkak ose pa arsye të brendshme thelbësore, si pasojë e rastësisë. *Ndodh (ngjet) rastësisht.*
RASTËSOR,~E *mb.* Që ndodh në mënyrë të rastit, që bëhet rastësisht, i rastit, i rastësishëm. *Zbulime rastësore. Fjalë rastësore. Tipare rastësore.*
RASTIS *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Gjer5iem, ndodhem rastësisht në një vend, qëlloj. *Rastisa edhe unë aty. Rastisëm të gjithë në shtëpi. Ku të rastisë.*
2. *vet. veta III* edhe *pavet.* Ngjet në mënyrë të rastit, qëllon papritur; ndodh ngandonjëherë, bie rasti, godit, qëllon. *rastisi një sëmundje e papritur (një vdekje). Rastisi një të shtunë. Me rastis të bisedoj me të. S'më rastis të shkoj. Nuk me ka rastisur ta shoh (ta lexoj). Si të rastisë.*
*1.* edhe *kal. bised.* Takoj, ndesh rastësisht dike; gjej rastësisht dike a diçka, ndesh. *E rastisa në rrugë. Rastisi në një djalë të mirë.*
4. *vet. veta III bised. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me gjendet rastësisht, kam rastësisht. *Nuk me rastisën para me vete.*
RASTISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes RASTIS.
2. *shih* RASTËSI,~A i.
RASTIT (i,e) *mb. 1.* Që ndodh ose që kryhet pa e pritur ose pa e parashikuar, që bëhet rastësisht; që ndodhet diku rastësisht. *Takim i rastit. Shi i rastit. Përputhje të rastit. Njeri (shok) i rastit. U nis me ma-kinë të rastit.*
2. Që ndodh ose që bëhet pa ndonjë shkak a arsye, që nuk është i domosdoshëm, që nuk rrjedh nga thelbi i brendshëm ose nga një ligjësori;.Woz. që mbështetet në rastësinë. *Dukuri e rastit. Sukses i rastit. Fitore e rastit. Ngjarje e rastit. Ndryshime të rastit. Nuk është e rastit.*
3. Që ndodh kur del rasti, që nuk bëhet rregullisht. *Punë e rastit.*
RASHË. *Kr. thj. e* BIE i.
RASHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fund grash nën xhubletë ose fund kadifeje.RASHQEL,~JI *m. sh.* ~Ë, ~-tëT. Grabujë.
RATIFIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *dipt.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RATIFIKOJ, RATIFIKO-HET. *Ratifikimi i traktatit (i marrëveshjes). Instrumen-tet e ratifikimit. Bënë ratifikimin.*
2. Dokumenti i ratifikuar. *Shkëmbimi i ratlfikimeve.*
RATIFIKOHET *dipt. Pës. e* RATIFIKOJ.
RATIFIKOJ *kal.,* ~>OVA, ~UAR *dipl.* Njoh dhe miratoj zyrtarisht nëpërmjet organit më të lartë shte-tëror një traktat a një marrëveshje të lidhur në mes të përfaqësuesve të plotfuqishëm të shtetit me një a me shumë shtete të tjera; i jap fuqi ligjore një marrë-veshjeje ndërkombëtare për ta vënë në veprim. *Ra-tifikoj një traktat (një marrëveshje).*
RAVEN,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* BimS barishtore shumëvjeçare, me kërcell të trashë e të lartë, me gje-the të mëdha, të dhëmbëzuara e me bishta të tultë, e cila përdoret për ushqim. *Gjzthe raveni. Reçet (mar' melatë) raveni.*
RA”VË,~A . *sh.* ~'A, *^->AT.* 1. Rrugë e ngushtë, e çelur në mal; rrugë dhish, shteg; rrugë e çelur nëpër dëborë. *Rave e ngushtë. Rave në dëborë. Çel (hap) raven. Ecipas raves.*
2. Vijë që lë pas diçka, gjurmë. *Rave gjaku. Li rave.*
3. *fig.* Rrugë e hapur që me pare, në të cilën duhet ecur; drejtim, vijë, hulli. *Rave e njohur. Eci në këtl rave. Ndjek një rave.*
RAVIJËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RAVIJËZOJ, RAVIJË-ZOHET. *Ravijëzimi i truallit. Ravijëzimi i tipareve. Ravijëzimi ifigurave.*
2. Vijat që kufizojnë një send dhe që japin per-fytyrimin për trajtën e tij, ajo që ësht8 ravijëzuar, përvijim. *Ravijëzlm i përgjithshëm (skematik).*
RAVIJËZOHET *vetv.* 1. Men trajtë të dukshme, bëhet i dallueshëm qartë, nis të duket a të shquhet, përvijohet. *Ravijëzohen hijet. Ravijëzohen male! (shtëpitë). Ravijëzohen tiparet. Ravijëzohen rrudhat. Ravijëzohet mbi dëborë. Me ravijëzohet para syve.*
*2. fig.* Merr një trajtë të caktuar, përvijohet. *Ravijëzohet e ardhmja.*
3. *Pës. e* RAVIJËZOJ.
RAVIJËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shënoj rreth e rrotull me vijë, shënoj vijat kryesore, pSr-vijoj. *Ravijëzo] vendin.*
2. *fig.* Përshkruaj në vija të përgjithshme, paraqit me tiparet kryesore. *Ravijëzoj tiparet (portretin, fi-gurën). Ravijëzoj heronjtë. Ravijëzoj në mënyri per-mbledhëse.*
RAZAKl,~'A . 1. Rrush kokërrgjatë, i kuq a i zi
dhe me cipë të trashë, korith. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Rrush razaki.*
RE *em. palak.* Vë re: a) ma zë syri, me bie në sy; e shoh; b) rrok a kuptoj diçka që nuk e kisha parë përpa-ra, nis ta shoh; vëzhgoj, gjej nga një shqyrtim, nxjerr në shesh; c) shoh me kujdes, i yë mendjen; dëgjoj me vëmendje, i vë veshin; ç) kujdesem për diçka a për dike, tregoj kujdes; d) *moh.* nuk me bën përshtyp-je, nuk e ndiej. I vë re a) i jap rëndësi, i kushtoj vëmendje; b) i jap rëndësi me tepër nga sa duhet, e
shoh me shumë imtësi. Mos ia vër re mos të të vijë keq për atë që thotë ose që bën; lëre të kalojë. Pa u vën6 re pa rënë në sy, pa tërhequr vëmendjen. Vint re! thirrje që' p5rdoret për të tërhequr vëmendjen, për të pasur kujdes.
RE,~JA i . *sh.* ~, ~TË. 1. Grumbull avujsh uji, që rrinë pezull lart në qiell. *Re të bardha (të zeza, të murrme, të kuqërremta). Re të imëta (të rralla, të dendura, të shpeshta). Repupëlore (grumbullore, shtre-sore). Re të larta (të ulëta). Re të ngarkuara. Re shiu (dëborë, breshri). Re me shi. Shtëllunga resh. Qiell me (pa) re. Kohë me re. Doli një re. U vesh (u mbush) qielli me re. U derdhën (u shkarkuan) retë. U mblo-dhin (u shpëmdanë) retë. Një re shi* pak shi.
2. Shtëllungë e madhe grimcash të imëta që enden në ajër; grumbull i dendur i diçka je qa ngrihet e që lëviz në ajër; mizëri. *Re tymi (avulli, pluhuri). Një re rirë. Një re mushkonjash (karkalecash, zogjsh, pi-llumbash). U ngrit një re.*
3; Diçka që pengon vështrimin, perde. *zw& (I vu-në) sytë re. M'u be një re. Kam një re pirpara sysh.*
4. *fig.* Diçka e zymtë, që paralajmëron një të keqe; diçka që sjell një shqetësim. *Retë e dyshimeve. Mbli-dhen (varen, dendësohen) re të zeza. Shpërndahen retë.*
5. *fig.* Grumbull fjalësh ose veprimesh, zakonisht të mbledhura për të errësuar a shtrembëruar diçka. *Re fjalësh (frazash, parullash). Re gënjeshtrash.*

*6. krahin.* Rrufe. *ra (e goditi) reja. Krisi (shtlu) reja. E vrau reja.*

G)er në re (te retë) shumë lart. Re e gjalle *shih te* GJALLË (i,e). Re me bresher a) njeri zemërak, i hidhur; b) trim i madh, të cilit nuk i del kush per-para. U M re nuk duket me, u zhduk, u be tym. Ku-llot retë shikon si i hutuar, nuk e ka mendjen aty. E nget reja *(këtë verë, këtë behar)* bie shumë shi, s'po pushon shiu. PSrpin rete *shih te* PËR-PIJ. U przieo rete *shih te* PËRZIEJ. Pinin rete ishin shumë të shpejtë e të aftS (për trimat, për kuajt). Shperthycn rete *shih te* SHPERTHEJ. Treti (hombi) fl re humbi fare nga sytë, u zhduk. U b6 si re e bardhi mezi shquhej, mezi dallohej. Iku (erdhl, kaloi) si refa me bresher (me furtun6) iku me vrull, me shpejtisi te madhe. Nuk bie reja (rrufeja) në Utbray. *u. mospërf. shih te* HITHËR,~RA.

RE,~-JA ii . *muz.* Nota e dytë e shkallës mu-zikore; shenja për këtë note. *Nota re.*

RE,~'JA HI . *sh.* ~JA, -^JAT. Nusja e shtë-pisë; e reja. *Ime re. Re e vjehërr.*

RE,~"JA iv . *krahin.* Fytyrë, pamje, çehre. *Ka re ti keqe.*

RE,~JA v . *vjet.* Leje, urdhër. *dha re. Me re të tij.*

RE,~JA (e) i . *sh.* ~JA, ~JAT ("). 1. Vajz8 e re, vajzë në moshën e rinisë. *Të rinj e të reja. Të rejat e skuadrës. Kampionati për të rejat.*

*2.* Anëtare e organizatës së rinisë. *Të rejat e orga-nizatës. Mbledhje më të rejat.*

3. Nusja e djalit (kundrejt prindërve të djalit), nusja e shtëpisë. *E reja e djalit. Vjehrra më të renë.*

*k* I bërtet së bijës ta dëgjojë e reja *fj. u.* e hedh fjalën për ta dëgjuar dikush tjetër, e thotë tërthorazi diçka, i bie pragut td dëgjojë dera.RE,~JA (e) ii . *sh.* ~JA, ~JAT (të). 1. *kryes. sh.* Lajm, diçka që ka ndodhur kohët e fundit dhe që merret vesh, ngjarjet e fundit. *Të rejat e ditës. Të rejat e fundit. Të rejat e shtypit (e gazetës). Mësoj (man vesh) të rejat, Ç'të reja kemi? Ç'të re na solle? Ç'kemi ndonjë të re?*

*2. kryes. sh.* Diçka që është zbuluar ose studiuar kohët e fundit, arritjet e fundit në një fushë të shken-cës, të teknikëj a të prodhtmit. *Të rejat e shkencës e të teknikës.*

3. *vet. nj.* Ajo që ka ardhur në jetë para pak kohësh, dukuri që sapo është shfaqur; diçka e re dhe për-parimtare, ajo së cilës i përket e ardhmja; *kund.* e vjetra. *E reja revolucionare (përparimtare). E reja në jetë (në art). Filizat e së resë. Lindja (fitorja) e së resë. Luftëtar (përfaqësues) i së resë. Mbrojtja (përkrahja) e së resë. Lufta e së resë më të vjetrën. Përqafoj (per-hap) të renë. Jetoj më të renë. I hap rrugën së resë.*

REAGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljes REAGOJ. *Reagim i menjëhershëm (i shpejtë). Reagime nervore. Reagimi i shtypit (i opinionit puhlik). Shkaktoi (ngjalli) reagime.*

REAGOJ *jolcal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *biol, fiziol.* I përgjigjem një ngacmimi të jashtëm, veproj nën ndikimin e një ngacmimi. *Reagon lëkura (organizmi, trupi). Reagon bima (kafsha). Reagon ndaj dritës (zhurmës, temperatures). Reagon shpejt (menjëherë).*

2. *libr.* I përgjigjem me fjalë, shpreh mendimin a qëndrimin për diçka që thuhet ose që bëhet, shpreh përshtypjet e mia për diçka. *Reagoi gjithë klasa (salla). Reagon me gjallëri. Nuk reagoi fare.*

3. *libr.* Kundërshtoj për diçka që bëhet, veproj si përgjigje kundër diçkaje, kundërveproj. *Reagoi me force.*

4. *libr.* Kuptoj një vërejtje ose një kritikë që me bëhet dhe ndryshoj qëndrim. *Reagoi drejt.*

5. *vet. veta III kim.* Hyn në veprim me një lëndë tjetër.

REAKSION,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. *1. libr.* Lëvizje ose ndryshim tjetër që bën një organizëm kur mbi të vepron një ngacmues i jashtëm a i brend-shëm, kundërveprim i organizmit ndaj një ndikimi. *Reaksioni i lëkurës (i organizmit). I bën (i shkakton, ijep) reaksion.*

*2. libr.* Kundërveprim; reagim. *Aksioni dhe reaksioni. Shkakton reaksion. Si reaksion ndaj kësaj.*

3. *kim.* Bashkeveprim midis dy a me shumë lën-dëve gjatë shndërrimeve kimike. *Reaksion kimik. Reaksion shkëmbimi (zëvendësimi, zbërthimi). Reaksion acid (termik). Reaksioni i tokës. bujq.* gjendje e tokës, që përcaktohet nga përpjesëtimi i disa lëndëve të ne-vojshme për bimët. *Hyn në reaksion. Merr pjesë në reaksion. Kryhet (zhvillohet) një reaksion.*

4. *tek.* Kundërveprimi i gazrave, që shtyjnë përpara një send duke dale me force nga pas. *Aeroplan (motor) me reaksion.*

Reaksion bërtbamor *fiz.* zbërthimi i bërthamave të atomeve të një elementi, si pasojë e të cilit ai shndërrohet në një element tjetër, duke lëshuar energji të madhe. Reaksion zinxhira) *fiz., kim.* shndërrim kimik ose zbënhim i pandërprerë i elementeve dhe i lëndëve, gjatë të cilit produktet e zbërthimit marrin pjesë në procesin e mëtejshëm;

b) *fiz.* varg veprimesh ose rrjedhimesh, që lidhen njëri me tjetrin dhe që nisin nga një shkak i vetëm fillestar.

REAKSION,~I II *m.* 1. Politikë e klasave shfry-tëzuese, që mbrojnë sistemin e vjetër sundues, shty-pin egërsisht çdo lëvizje revolucionare, luftojnë kundër përparimit shoqëror dhe përpiqen te ruajne me çdo kusht të drejtat dhe privilegjet e veta ose t'i ri-kthejnë këto, kur janë mundur nga revolucioni; regjimi i egër që vendosin këto klasa; kundërshtimi i çdo përparimi dhe zhvillimi shoqëror, qëndrimi kundër së resë e përparimtares. *Reaksion i zi. Periudhë reaksioni. Organe të reaksionit borgjez (feudal).*

*2. përmb.* Forcat e klasave shfrytëzuese, që ndjekin këtë politikë ose që kanë vendosur një regjim të tillë; kundërrevolucionarët, reaksionarët. *Reaksioni i jashtëm (ndërkombëtar, i brendshëm). Forcat e reaksionit. Qendra e reaksionit. Krerët e reaksionit. Lufta kundër reaksionit. E shpartalluam reaksionin.*

REAKSIONAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i forcave të reaksionit, kundërrevolucionar; ai që për-krah dhe mbështet reaksionin; kundërshtar i përparimit shoqëror ose kulturor, përkrahës i prapambetjes. *Reaksionarët e jashtëm (e brendshëm). Reaksionar i tërbuar. Bandë reaksionarësh.*

REAKSIONAR,~E *mb.* I. Që bën pjesë në forcat e reaksionit, i reaksionit; që mbështet dhe për-krah reaksionin, që i shërben reaksionit. *Politikë (ideo-logji) reaksionare. Pikëpamje (ide) reaksionare. Qëndrim (veprim) reaksionar. Qeveri (organizatë) reaksionare. Forca (qarqe) reaksionare. Element reaksionar. Vend reaksionar. Shkrimtar reaksionar. Libër (film) reaksionar. Shtypi reaksionar. Ka përmbajtje (qëllime, synime) reaksionare. Luan një rol reaksionar.*

REAKTIV,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT *kim.* Lëndë që merr pjesë në një reaksion kimik dhe që duke u bashkuar me një lëndë tjetër jep mundësinë të zbu-lohet prania dhe sasia e

kësaj në një përbërje që ana-lizohet. *Reaktiv kimik. Shishet e reaktivëve. Përdorimi* i *reaktivëve.*

REAKTIV,~I II m. *sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Aeroplan me motor reaktiv. *Fluturojnë dy reaktivë.*

REAKTIV,~E *mb.* 1. *kim.* Që shërben si reaktiv gjatë analizave kimike për të përcaktuar praninë dhe sasinë e një lënde në një përzierje. *Lëndë reaktivë.*

*2.* Që shkaktohet nga kundërveprimi i rrymave të gazeve, të cilat dalin me force prapa; që shfrytëzon forcën shtytëse të gazeve, që punon me reaksion. *Lëvizje reaktivë. Motor reaktiv. Aeroplan (gjuajtës) reaktiv. Artileri reaktivë. Predhë reaktivë.*

REAKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pajisje në të cilën bëhet zbërthimi i bërthamave të atomit të një lënde në mënyrë të kontroiluar për të përdorur ener-gjinë që çlirohet. *Reaktor atomik (bërthamor). Ndër-timi i një reaktori.*

2. *tek.* Pajisje në të cilën bëhet një reaksion kimik për të prodhuar diçka.

REAL,~E *mb.* 1. Që ekziston më të vërtetë, që është në botën e vërtetë të sendeve e të dukurive, që nuk është vetëm në përfytyrimin e njeriut ose që nuk është nxjerrë nga koka e njeriut, i vërtetë, që ka ndodhur më të vërtetë. *Bota reale. Sendet reale. Ngjarje reale. Fake real. Gjendja reale. Kushte (lidhjc) reale. Nevojë reale. Ka një bazë reale.*2. Që i ka të gjitha mundësitë për t'u bërë në të vërtetë, që mbështetet në kushtet e vërteta për t'u plotësuar, që mund të vihet në jetë a të zbatohet plo-tësisht, i realizueshëm. *Plan (planifikim) real. Para-shikint real.*

3. Që është në përputhje me sasinë ose me vlerën e vërtetë të përcaktuar. *Vlera reale. Pesha reale. Të ardhurat reale. Paga reale. ek.* aftësia që ka paga e punës së një punonjësi për të blerë sendet që i ne-vojiten për të jetuar e për të plotësuar kërkesat e veta kulturore dhe ato të familjes.

• N u m r a t realë *mat.* numrat e zakonshëm, të dalluar nga numrat imagjinarë. Shkencat reale *vjet.* shkencat natyrore, të dalluara nga shkencat shoqërore.

REALIST,~E *mb.* 1. Që merr parasysh kushtet e vërteta të realitetit dhe që vepron në përputhje me to; që i merr gjërat ashtu siç janë në të vërtetë, që ka ndjenjën e realitetit. *Njeri realist. Politikë realiste. Qëndrim realist. Bëhem me realist.*

2. *art., let.* Që mbështetet në parimet krijuese të realizmit; që e pasqyron realitetin mevërtetësi. *Vepër realiste. Art realist. Shkrimtar realist. Drejtim realist.*

REALISHT *ndajf.* 1. më të vërtetë, në të vërtetë; ashtu siç është në të vërtetë. *E njeh realisht gjendjen. E vlerësoj realisht. I gëzon realisht. Bëhet realisht. U vërtetua realisht.*

2. Me vërtetësi; në mënyrë realiste. *Pasqyroj (shoh) realisht.*

REALITET,~I *m.* 1. Të qenët në të vërtetë, të qenit real, pavarësisht nga përfytyrimet e njeriut. *Realiteti i botës objektive. Dyshoj për realitetin e diçkaje.*

2. Ajo që ekziston më të vërtetë, bota objektive natyrore e shoqërore; sendet dhe dukuritë e vërteta, që nuk janë vetëm në përfytyrimin e njeriut ose që nuk janë nxjerrë nga koka e tij. *Realiteti i gjallë. Realiteti objektiv* gjithë bota materiale në tërësi, gjithçka që ekziston pavarësisht nga ndërgjegjja, që nuk varet prej saj dhe që është parësore kundrejt saj. *Ëndrra dhe realiteti. Jashtë realitetit. Përballë realitetit. Njoh realitetin. Përshkruaj (pasqyroj) realitetin. Nisem nga realiteti. E bëj realitet.*

3. Kushtet në të cilat jeton një shoqëri ose një grup njerëzish, rrethanat e vërteta të jetës në një kohë a në një vend. *Realiteti shqiptar. Realiteti shoqëror. Realiteti historik (i sotëm). Realiteti i jetës së përdit-shme. Nuk shkëputet nga realiteti.*

4. Gjendja e vërtetë e sendeve, e ngjarjeve dhe e rrethanave, e vërteta. *Realitet i hidhur. Ndenja e realitetit. I them (i tregoj) realitetin. E shoh realitetin në sy.*

• Në realitet në të vërtetë.

REALIZËM,~MI *m.* 1. Aftësia për të kuptuar qartë dhe për të marrë parasysh kushtet e mundësitë e realitetit, kur veprojmë ose arsyetojmë për diçka; vështrimi realist i gjendjes dhe i rrethanave. *E shoh (<-' gjykoj, e vlerësoj) me realizëm. Veproj me realizëm.*

*2. art., let.* Metodë e njohjes dhe e pasqyrimit ar-tistik të jetës, sipas së cilës shkrimtari ose artisti i riprodhon jetën dhe karakteret me vërtetësi dhe në lidhje me rrethanat tipike të formimit e të zhvillimit të tyre; diejtim në art dhe në letërsi, që ndjek parimet e kësaj metode; paraqitja e jetës dhe e botës në një vepër letrare ose artistike sipas kësaj metode. *Realizmi*
*socialist* metodë artistike e letërsisë dhe e artit socialist, e cila, duke u mbsshtetur në botëkuptimin marksist-leninist, e pasqyron me vërtetësi e me besni-këri realitetin historik në zhvillimin e tij revolucionar dhe ka për qëllim edukimin komunist të masave. *Realizmi kritik* drejtim letrar dhe artistik përparim-tar, përfaqësuesit e të cilit e pasqyrojnë me besnikëri jetën, duke zbuluar në mënyrë kritike kontradiktat e thella të rendit feudo-borgjez. *Metoda e realizmit socialist. Shkrimtarët e realizmit socialist. Vepër e realizmit socialist.*

REALIZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve REALIZOJ, REALIZOHET. *Realizimi i plotë. Realizimi ritmik. Realizimi i pritshëm.fin. Realizimi i pl'anit. Realizimi i normave (i detyrave). Realizimi i të ardhurave. Realizimi i një filmi (i një vepre). Realizimi i ëndrrave (i dëshirave). Realizimi dhe tejkalimi. Gjen realizim.*

*1. kryes. sh.* Arritje në një fushë; vepër e realizuar. *Realizime të mëdha (të shënuara). Realizimet e fundit. Realizimet shkencore. Realizimet e shoqërisë socialiste.*

REALIZOHET *vetv.* 1. Bëhet realitet; përmbushet, plotësohet. *Iu realizuan dëshirat (qëllimet, parashiki-met).*

2. *Pës. e* REALIZOJ.

REALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Vë në jetë, e bëj realitet, zbatoj; plotësoj; përmbush; bëj. *Realizoj planin (projektin, idenë). Realizoj normën (de-tyrën). Realizoj dëshirat.*

*2. fin.* Kthej në të holla; nxjerr një shumë ose të ardhura. *Realizoj të ardhurat (kursimet).*

REALIZUESHËM (i), '-'ME (e) *mb.* Që mund të vihet në jetë, që i ka të gjitha mundësitë për t'u plotësuar ose për t'u zbatuar. *Plan i realizueshëm. Detyrë e realizueshme. Dëshirë (kërkesë) e realizuesh-me. Plotësisht i realizueshëm.*

REBEL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që nuk i bindet një pushteti dhe që ngre krye kundër tij; kryengritës i paorganizuar (zakonisht në vendet me sistem shty-pës e shfrytëzues).

2. *bised.* Fëmijë ose i mitur që është i pashtruar, që nuk bindet dhe nuk dëgjon më të mëdhenjtë.
3. *si mb. ~J,* ~E. Që nuk i nënshtrohet një pushteti ose një autoriteti dhe ngre krye kundër tij; i pabindur, i panënshtruar. *Klikë rebele. Ushtri rebele. Shpirt rebel.*
REBELIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes REBELOHEM. *Rebelim ushtarak. Rebelim i armatosur. Rebelimi i zezakëve. Thirrje për rebelim.*
REBELlZËM,~MJ *m.* Prirja për të kundërshtuar pushtetin ose një autoritet tjetër, mosnënshtrim, mosbindje; kundërshtim me force i pushtetit ose i një autoriteti tjetër; rebelim i paorganizuar (zakonisht në vendet me sistem shtypës e shfrytëzues). *Shfaqje rebelizmi. Frymë rebelizmi.*
REBELOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Ngre krye kundër pushtetit në fuqi ose kundër një autoriteti; bëhem rebel. *Rebelohen trupat.*
REBUS,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Gjëegjëzë, në të cilën paraqitet me vizatime, me shifra, me shkro-nja a me shenja të tjera një fjali ose një shprehje, që duhet 2Jetur. *Rebus numrash. Zgjidhja e rebusit.*2. *fig.* Diçka me përmbajtje të ngatërruar e të pa-kuptueshme, që duhet zgjidhur; diçka e vështirë për ta zbërthyer a për ta kuptuar.
RECENSENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* RECEN-SUES,~I.
RECENSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve tS foljeve RECENSOJ, RECENSOHET. *Recenslmi i librave. Recensimi i filmit.*
RECENSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vlerësim kritik me shkrim për një yepër artistike, për një punim shken-cor, për një shfaqje etj., duke dhënë përmbajtjen dhe duke vënë në dukje anët e mira e të metat. *Recension kritik (paraqitës). Recension për një libër (revistë, film, dramë). Autori i recensionit. I bëj recensionin. Botoj një recension.*
RECENSOHET. *Pis. e* RECENSOJ.
RECENSOJ *kal.,* ~-'OVA, ~CAR. Bëj vlerësimin e | një vepre artistike, të një punimi shkencor, të një shfaqjeje etj., duke vënë në dukje anët e mira dhe të metat e saj; shkruaj recensionin për një vepër. *Re-cënsoj një libër. Recenso] shfaqjen (dramën, koncertin, filmin). Recensoj një disertacion.*
RECENSOES,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që shkruan recensione; autori i një recensioni. *Recensues letrar (shkencor, muzikor). Recensues i gazetës. Recensuesi i librlt (i veprës, i filmit). Mendimi Çvlerësimi) i re-censuesve. Caktoj si recensues.*
RECEPTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *libr.* Doreza e telefonit. *Receptori i telefonit. Marr (ngre, ul, lë) reçeptorin. Vë receptorin në vesh.*
2. *fiziol.* Pjesa e fundit e fijeve nervore, që shërben për të marrë ose për të kapur ngacmimet e ndrysh-me nga bota e jashtme, mbaresat nervore në shqisat. *Receptor i jashtëm (i brendshëm). Receptori i syrit (i\ lëkurës, i nuhatjes, i veshit, i gjuhës).*
RECETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fletë e vogël, ku mjeku shënon llojet e barnave, mënyrën si të për-gatiten në farmaci dhe si të përdoren nga i sëmuri për t'u mjekuar. *Receta e mjekut. Recetë ilaçesh. Pranimi i recetave. Lëshoj (i bëj) një recetë. Marr me (pa) re-cetë.*
*2.* Udhëzim për mënyrën se si përgatitet a gatuhet diçka. *Recetë gjellësh. Recetë për përgatitjen e një shurupi.*
3. *fig.* Mënyrë ose udhëzim se si duhet zgjidhur diçka a si duhet vepruar në një rast; zgjidhje e gat-shme për një çështje. *Recetë e gatshme. Nuk mund të jepet një recetë. Nuk duron receta.*
RECIDlV,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *mjek.* Rishfaqje a përsëritje e një sëmundjeje pasi jemi shëruar prej saj. *Recidivat e sëmundjes (e malaries). Jep recidiva.*
*2. drejt.* Përsëritja e një vepre shoqërisht të rre-zikshme nga një njeri, që është dënuar më parë me
gjyq-
3. *libr.* Rishfaqje e një vetie, tipari a dukurie (za-konisht negative) të së kaluarës; përsëritje e një vesi a huqi, nga i cili dikush kishte hequr dorë. *Recidiva të ideologjisë mikroborgjeze. Recidiva të botëkup-timeve patriarkale. Luftojnë kundër recidivave.*
*4. si mb.* ~, ~E. Që rishfaqet, që përsëritet edhe një here, që del përsëri. *Vepra recidive.*
RECIDIVlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *drejt.* Ai që
përsërit një vepër shoqërisht të rrezikshme, për të cilën është dënuar më parë me gjyq. *Recidivist i rre-zikshëm.*
RECIPROK,~E *mb.* 1. Që ndodh ose që bëhet ndërmjet dy anëve a palëve shkëmbyerazi; që ka lidhje të ndërsjellë me diçka tjetër; i ndërsjellë, i dyanshëm, i shoqishoqëm. *Lidhje (marrëdhënie) reciproke. Ve-prim (bashkëv'eprim) reciprok. Vartësi reciproke. Zëvendësim reciprok. Ndikim reciprok. Njohja reciproke. Në mënyrë reciproke.*
2. Që është ose që bëhet në interes të dy palëve; që u vë detyrime a u jep të drejta të përbashkëta të dyja palëve, i ndërsjellë, i dyanshëm. *Ndihmë reciproke. Përfitim reciprok. Dobi (leverdi) reciproke. Shkëmbim reciprok. Lëshime reciproke.*
3. Që ndihet ose që tregohet nga të dyja anët një-soj, që është i njëjtë e i përbashkët për të dyja palët, i ndërsjellë, i dyanshëm. *Ndjenjë (dashuri) reciproke. Mirëkuptim (besim) reciprok. Dëshirë reciproke.*
*4. vjet.* Që bënte shkëmbimin e prodhimeve buj-qësore me prodhime industriale. *Tregu reciprok. Shkëm-bimi reciprok.*
RECITAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *muz.* Koncert muzikor (me zë ose me vegla) i një artisti të vetëm. *Recital këngësh. Recital në piano (në violinë). Recitali i këngëtarit. Dha një recital.*
RECITlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RECITOJ, RECITOHET. *Re-citim i bukur. Recitimi i një vjershe. Filloj (mbaroj) recitimin.*
*2.* Mjeshtëria për ta thënë në mënyrë shprehëse një cope letrare të mësuar përmendësh. *Teknika e recitimit.*
RECITOHET. *Pës. e* RECITOJ. *U recituan vjer-sha (poema).*
RECITOJ *kal,* ~OVA, ~IJAR. Them me zë e në mënyrë shprehëse përpara të tjerëve një vjershë a një cope proze të mësuar përmendësh. *Recitoj një vjershë (një poeii). Recitoj me zë të lartë. Reciton bukur. E vë të recitojë.*
RECITËES,~I *m. sh,* ~, ~IT. Ai që thotë me zë përpara të tjerëve një pjesë letrare të mësuar përmendësh; ai që di të thotë në mënyrë shprehëse një vepër letrare. *Recituesi me i mirë. Grupi i recituesve. Takim i recituesve.*
RECITËESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* RE-CITUES,~I.
REÇEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET dhe ~RA, ~RAT
*gjell.* Kokrra pemësh a pemlash që zihen me she-qer derisa të trashet lëngu. *Reçel qershie (kumbulle, pjeshke, fiku, ftoi, shalqini, arre, rrushi, luleshtrydheje,*

*manaferre). Punishtja e reçelit. Kavanoz reçeli. Luge reçeli. Një luge me reçel. Lyej bukën me reçel. I nxori reçel.*

REDAKSI,~A . *sh.* ~, ~TË. Grup punonjësish, që drejtojnë nje gazetë a një revistë ose emisionet e radiotelevizionit dhe që përgatitin lëndën e tyre për botim ose për transmetim; grup punonjësish në një ndërmarrje botuese a në një institucion që shqyrtojnë dhe përgatitin për botim një libër ose një përmbledhje shkrimesh; tërësia e redaktorëve; zyra dhe ndertesa ku punojnë redaktorët. *Redaksia e gazetës (e revistës).Redaksia e librit (e përmbledhjes, e vëllimit). Redaksia e letërsisë artist ike (politiko-shoqërorej. Anëtar i re-daksisë. Përgjegjësi i redaksisë. Kolegjiumi i redaksisë. Mbledhja e redaksisë. Zyrat e redaksisë. Posta e redaksisë. Artikull (shënim) i redaksisë. Rreth tryezës së redaksisë. U shqyrtua në redaksi.*

REDAKSIONAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me punën e një redaksie a me redaktimin; që është hartuar nga redaksia e një gazete a reviste, i redaksisë. *Punë re-daksionale. Përpunim redaksional. Artikull redaksional.*

REDAKTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REDAKTOJ, REDAKTOHET.
*Redaktimi i artikullit (i librit, i fjalorit). Komisioni i redaktimit. Bëj redaktimin.*
*2.* Trajta në të cilën është botuar një here (me ndreqjet e me ndryshimet e nevojshme) nje vepër ose një pjesë e saj. *Redaktimi i ri i një vepre. Në redaktimin e pare. Ka dale në disa redaktime.*

REDAKTOHET. *Pës. e* REDAKTOJ.

REDAKTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ndreq e përpunoj një shkrim a një vepër për t'i dhënë trajtën përfundimtare përpara se të botohet. *Redaktoj dorë-shkrimin (artikullin). Redaktoj një libër.*
*2. vjet.* Drejtoj një organ shtypi.

REDAKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Ai që bën
redaktimin e një shkrimi a të një vepre përpara se të botohet. *Redaktor letrar (teknik). Redaktor i veprës (i fjalorit, i përkthimit). Zyra e redaktorit. Punon si redaktor.*
2. Anëtar i redaksisë së një gazete a reviste ose të radiotelevizionit; anëtar i redaksisë së një libri ose të nje përmbledhjeje shkrimesh. *Redaktor përgjegjës. Redaktorët e gazetës (e revistës, e radios). Redak-torët e librit (e përmbledhjes).*

REDAKTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* RE-DAKTOR,~I. *Redaktore e revistës (e gazetës, e radios).*

REDAKTUAR (i,e) *mb.* Që ka marrë trajtën përfundimtare për t'u botuar, pasi është ndrequr e për-punuar nga.nje redaktor. *Vepër e redaktuar.*

REDAKTOES,~E *mb.* 1. Që ka bërë a bën redaktimin e nje shkrimi a të nje vepre. *Komisioni re-dak tues.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Redaktori i një shkrimi a i një vepre.

REFENE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Gosti më të ngrë-na e më të pira që bëjnë disa veta, duke paguar secili pjesën e vet. *Bëjnë refene.*
• Nuk e vë në refer; nuk e përfill, nuk e vë në he-sap.

REFERAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Kumtim i gjerë me shkrim, që mbahet para një mbledhjeje për një temë të trajtuar në vijat me themelore ose bollësisht; raport i hollësishëm që mban një drejtues rreth çësh-t jeve dhe veprimtarisë së sektorit të vet. *Referat shken-cor (letrar, politik). Referat problemor. Referati krye-sor. Referati i drejtorit (i përgjegjësit). Diskutimet rreth referatit. Bëj (shkruaj, mbaj, lexoj) një referat.*

REFERENDUM, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. Forme e shprehjes së mendimit të popullit për një çështje shtetërore e shoqërore me rëndësi të veçantë, duke bërë votimin e përgjithshëm. *Referendum popullor.*
*Shpallja e referendumit. Organizuan një referendum.*

REFERENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Nëpunës, i cili ndjek veprimtarinë e një sektori të ngushtë që i është bësuar dhe here pas here i njofton gjendjen e të dhë-nat për të përgjegjësit të vet a organit më të lartë. *Referenti i planit (i statistikës). Referenti i zyrës së punës.*

REFERENTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* RE-FERENT,~I. *Referenda e kulturës.*

REFERIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REFEROJ, REFEROHEM.
*Për referim e diskutim.*
*2.* Kumtim jo shumë i gjatë me shkrim a me gojë për një çështje ose për nje temë. *Referim shkencor. Bëj (mbaj) një referim. Dëgjoj referimin* i *dikujt.*
3. Shënim në fund të faqes, që i tregon lexuesit burimin e një citati të përdorur në tekst. *Referime bibliografike. Referimi te një faqe. Artikull me (pa) referime. Shifrat e referimeve. Plotësoj referimet.*
*4.* Diçka që shërben si pikëmbështetje për të për-caktuar vendin e ndodhjes, një largësi, një madhësi, një vlerë etj. *Pike referimi. Sistem referimi.*

REFEROHEM *vetv. libr.* 1. I drejtohem dikujt a diçkaje për të vërtetuar, për të mbështetur a për të përligjur diçka; përmend. *Ireferohem gazetës (tekstit). U referohen njoftimeve të shtypit. I referohem përvojës (historisë, së kaluarës). U referohem të dhënave (dësh-mive)*.
2. *vet. veta III.* I përket; ka të bëjë a ka lidhje me dike a me diçka.
3. *Pës. e* REFEROJ 2. *Çështja iu referua organeve eprore.*

REFEROJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR *libr.* 1. Paraqit me shkrim a me gojë gjendjen e punës së një dege ose një çështje, duke shprehur edhe mendimin për të; mbaj nje referat. *Referoj në mbledhje (në sesionin shkencor). Referoj për një temë (për një çështje).*
2. *kal. zyrt.* la bëj të.njohur një organi ose një përgjegjësi një çështje; ia përcjell dikujt një çështje ose një dokument për të vepruar më tej. *Ia referoj administratës (drejtësisë). Ia referoi për kompetencë.*
3. *kal.* I tregoj lexuesit burimin nga janë marrë të dhënat e një shkrimi, citatet që përdoren aty etj., e drejtoj te një vepër a autor tjetër. *E referoi te një autor (te një burim, te një dokument).*

REFERtJES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që mban një referat ose që flet për një temë; ai që referon për diçka. *Referues i parë (i dytë). Fjala e referuesit. I bënë pyetje referuesit.*

REFERUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* RE-FERUES,~I.

REFKËTIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* REGË-TIMË,~A L *Refkëtima e zemrës. Refkëtima e gja-kut. Refkëtima e tëmthit. S"dëgjohet asnjë refkëtimë.*

REFKËTIN *jokal,* ~U, ~RË. *shih* REGËTIN ι. *Refkëtin zemra. I refkëtin gjaku. I refkëtin tëmthi.*

REFLEKS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *fiziol.* Kun-dërveprim i pavullnetshëm i organizmit të gjallë ndaj një ngacmimi të jashtëm a të brendshëm, që bëhet me pjesëmarrjen e qendrave të larta të sistemit nervor qendror. *Refleks i*

*pakushtëzuar (i trashëguar). psikol.*ijefleks, të cilin organizmi e ka që në lindje. *Refleks i kushtëzuar (i fituar). psikol.* refleks që organizmi e fiton gjatë jetës së tij dhe që kërkon pa tjetër pjesë-marrjen e gjysmësferave të mëdha të trurit. *Refleks nervor. Refleks mbrojtës. Refleksi i ushqimit. Refleksi* i *dritës. Teoria e reflekseve. Krijimi (zhdukja) e re-flekseve. I është bërë refleks.*
*2.* Veprim i vetvetishëm, i menjëhershëm dhe ashtu siç duhet në rrethana të ndryshme ose të reja. *Reflekset e sportistit (e shoferit). Ka reflekse të mira. Zhvillohen reflekset.*
3. *fig. libr.* Pasqyrim a rrjedhim i diçkaje. *Refleks i botës së brendshme. Refleks i pikëpamjeve t ë di-kujt.*
4. Shkëlqim i ngjyrës së një sendi, që vjen nga pasqyrimi i dritës së një sendi tjetër. *Reflekset e dë-borës (e ujit). Reflekset e dritës (e ngjyrave). Pëlhurë me reflekse. I jep një refleks.*
REFLEKTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pasqyrim; *fiz.* bredhje. *Reflektim i dritës (i tingullit, i Valëve). Reflektimi i botës së jashtme (i sendeve, i jetës). Reflektimi i ndryshimeve. Këndi i reflektimit.* ! 2. Veprimi sipas kuptimit 2 të foljes REFLEKTOJ.
REFLEKTOHET. *Pës. e* REFLEKTOJ i.
REFLEKTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Pasqyroj; *fiz.* bredh. *Pasqyra reflekton rrezet e dritës. Uji re-flekton qiellin..*
*2. jokal. libr.* Mendoj gjatë me vete dhe e vlerësoj në mënyrë autokritike një veprim që kam bërë, me që-llim që ta përmirësoj sjelljen a punën time, mendoj thellë për diçka. *Ka reflektuar thellë (shuttle). Re-flektoj për të metat.*
REFLEKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Pajisje që shërben për të pasqyruar dritën ose vale të tjera me ane të një pasqyre të lugët a të një sipërfaqeje tjetër të lëmuar; pasqyror, projektor. *Reflektor ifuqishëm. Reflektor drite. Rrezet e reflektorit. Pas-qyrat e reflektorit.*
*2.* Pajisje për të ngrohur, që përbëhet nga një si-përfaqe metalike e lugët, e cila kthen ngrohtësinë e një filli elektrik të nxehur ose të një llambe. *Reflektor elektrik. Ndez (vë) reflektorin. Ngrohem te reflektori.*
REFLEKTUES,~E *mb.* Pasqyrues. *Sipërfaqe re' flektuese. Veti reflektuese.*
REFORMATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që për-punon, përgatit dhe vë në jetë një reformë; ai që pu-non dhe lufton për të bërë ndryshime të thella a të gjera në jetën politike e shoqërore. *Reformator i shquar. Reformator i ligjeve (i zakoneve). Reformator i \ një shteti. Reformator i shkrimit.*
REFORMË,'-'A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ndryshim i thellë a i gjerë që bëhet në një fushë të veprimtarisë shoqërore, riorganizim a shndërrim i thellë i diçkaje; *zakon. keq.* (për vendet kapitaliste e revizioniste) nciryshim a tërësi ndryshimesh me karakter politik, që bëhet nga klasa në fuqi për të zgjatur e përfor-cuar sundimin e vet pa prekur themelet e rendit sho-qëror e shtetëror ekzistues. *Reformë e thellë (rrënjë-sore, e pjesshme, gjysmake). Reformë ekonomike (mo-netare, arsimore). Reformë agrare. Reformë gjyqësore. Reformë borgjeze (demokratike). Re for ma e shkrimit (e drejtshkrimit). Zbatimi i reformës. Bënë një reformë. Kërkojnë reforma.*
2. *vet. në tr. e shquar. bised.* Reforma agrare, që u zbatua në Shqipëri pas Çlirimit. *Reforma e bëri fshatarin e varfër me tokë e me bagëti.*
REFORMIM,~>I *m. sh.* ~E, '-'ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REFORMOJ, REFORMOHET.
*Reformim rrënjësor. Reformimi i sistemit monetar (ar-simor). Reformimi i shkollës.*
REFORMIST, ~I *m. sh.* ~<Ë, ~>ËT. Pasues i re-formizmit, përkrahës i reformave të pjesshme dhe kundërshtar i luftës revolucionare. *Reformist borgjez (idjathtë).*
REFORMIST, ~E *mb.* Që ndjek dhe që përkrah vijën politike të reformizmit; që vepron ose që bëhet sipas rrugës së reformizmit, i reformizmit. *Politike (rrugë, vijë) reformiste. Parti (organizatë) reformiste. Teza (kërkesa, pikëpamje, parulla) reformiste. Program (qëndrim) reformist. Me rrugë reformiste.*
REFORMlZËM,~MI *m.* Rrymë oportuniste në lëvizjen punëtore, që mohon domosdoshmërinë e luftës klasore, revolucionare, të revolucionit socialist e të diktaturës së proletariatit dhe që pohon se gjoja mund të kalohet në socializëm nëpërmjet reformave shoqërore të pjesshme brenda kuadrit të rendit kapitalist e në bashkëpunim me borgjezinë; rrymë politike, që zëvendëson luftën revolucionare me reforma të pjesshme. *Reformizëm borgjez. Fryma (rru-ga, vija) e reformizmit. Ka rënë në reformizëm.*
REFORMOHET *vetv. t.* Pëson ndryshime të thella a të gjera nëpërmjet reformave, ndryshohet a shndë-rrohet me anë të reformave.
2. *Pës. e* REFORMOJ.
REFORMOJ *kal.,* ^JOVA, ~t)AR. Ndryshoj organizimin dhe drejtimin në një fushë të veprimtarisë shtetërore a shoqërore me anë të reformave, ndryshoj me anë icformash. *Reformuan ushtrine (shkollën, financat). Reformuan shkrimin (drejtshkri-min).*
REFRAKTAR,~E *mb.* 1. *tek.* Zjarrdurues. *Tultu refraktare. Lëndë (materiale) refraktare. Veshje re-fraktare.*
*2. fig. libr.* Që nuk pranon ndryshime, që kundër-shton ndikimet, të cilat kërkojnë ndonjc ndryshim; që nuk tregohet i gatshëm për të pranuar a për të marrë një ide a një teori të re, një zakon të ri etj. *Qëndrim refraktar. Njeri refraktar,*
REFREN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *let., muz.* Strofë, varg a fjalë që përsëritet rregullisht në fund të pje-sëve të një vjershe ose të një kënge. *Refren i shkurtër. Refreni i këngës (i vjershës). Përsëritet si refren. Mba-ron me një refren. Këndoi refrenin.*
REFUGJAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ikën nga vendi i vet ku jeton përherë për t'i shpëtuar një fat-keqësie të përgjithshme; i ikur, i shpërngulur. *Refu-gjat politik. Refugjatët e luftës. Grupe refugjatlsh. Kampi i refugjatëve. Ndihma për refugjatët.*
REFUZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REFUZOJ, REFUZOHET. *Refuzimi i dhwatës (i parave). Refuzimi i padisë.drejt. Me gjithë refuzimin e dikujt.*
REFUZOHET. *Pës. e* REFUZOJ $_2$. *Kërkesa (lutja)* if *refuzua.*
REFUZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Nuk pranojtë bëj një punë a një veprim që me kërkohet, kundër-shtoj. *Refuzojprerazi (kategorikisht). Refuzoi tabënte. Refuzoi të vinte (të fliste, të nisej).*
2. Nuk e pranoj dhe e kthej diçka që me japin a me dërgojnë; nuk e pranoj diçka që me kërkohet; nuk e dua, e

hedh poshtë. *E refuzoi dhuratën (mallin, ndihmën). I refuzoi paratë. E refuzoi kërkesën (pagesën, ftesën, urdhrin).*
3. *jokal.* Nuk pranoj, kundërshtoj. *thashë, por refuzoi.*
REGËTIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrahje e zemrës etj. më të dridhura. *Regëtimë e lehtë. Regëtimat e zemrës. Regëtima e syve.*
*2.* Grahma para vdekjes. *Regëtimat e fundit.*
3. Dridhje e lehtë e një drite të dobët, dritë e dobët që duket sikur shuhet e ndizet. *Regëtimë e zbehtë (e largët). Regëtima e dritës (e flakes). Regëtima e Ilambës. Regëtima e yjeve ndaj të gdhirë.*
REGËTIJ *jokal.,* ~VA, ~RË. 1. *vet. veta III.* Rreh e dridhet (për zemrën etj.)- *Regëtin zemra. I regëtin një damar. I regëtijnë sytë. Regëtin me force (me vrull).*
2. *vet. veta HI.* Ndriçon dobët, duke u dridhur nga pak. *Regëtin drita (flaka, zjarri). Regëtin llamba. Regëtijnë rrezet. Regëtijnë yjet. Regëtin në errësirë.*
3. *vet. veta III.* Nxjerr një zë të dridhur e si më të qarë; qan me zë të ulët e me dënesë; tingëllon dobët e me ndërprerje. *Regëtin zëri. Regëtinte nëna (motra). Regëtin burimi. Regëtin motori. Nuk regëtin asgjë.*
4. *vet. veta III fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me vjen e me pushton për një kohë të shkurtër një ndjenjë a një mendim, me rreh në shpirt një ndjenjë. *regëtiu një shpresë (një gëzim, një mendim). Me regëtiu në zemër (në shpirt, në kokë).*
5. Marr frymë me ndërprerje, me vështirësi e duke u dridhur në çastet para vdekjes, jam në grahmat e fundit, heq për shpirt. *Regëtinte në shtratin e vdekjes.*
REGËTOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. *shih* REGËTIJ.
REGRES,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Kthimi prapa në një gjendje të pazhvilluar, ecje prapa në drejtim të kundërt me përparimin; rënie; *kund.* përparim; progres. *Regres ekonomik (shoqëror). Regres në pro-dhim. Periudhë regresi. Përkrahës i regresit. Nërrugën e regresit.*
REGRESIV,~E *mb. libr.* I. Që shkon prapa, që bën hapa prapa, që ecën në drejtim të kundërt me p3rparimin; *kund.* progresiy. *Proces regresiv. Ndry-shime regresive.*
2. Që është kundër zhvillimit, që bëhet pengesë për ecjen përpara, reaksionar; *kund.* pSrparimtar. *Qeveri regresive. Forca regresive. Veprimtari regresive. Mendime (ide) regresive.*
REGJ *kal,* ~A, ~UR. 1. Përpunoj lëkurën me-lëndë të veçanta dhe e lë deri sa të fitojë cilësitë e ne-vojshme për ta përdorur. *Regj lëkurët. Regj me shqeme (me valanidh). Vë për të regjur.*
*2.* Vë në shëllirë'perimet ose bulmetin për t'u dhënë disa citësi të veçanta e për t'i ruajtur për një kohë të gjatë; bëj turshi; zbut me sherbet një gatesë me petë. *Regj domatet (specat, lakrat, kastravecat, ullinjtë). Regj djathin (gjizën). Regj petët. Regj me kripë (me shëllirë, me sherbet).*
3. *fig.* E stërvit dhe e mësoj në kushte të këqija a të rënda për ta bërë të aftë që të përballojë vështi-rësitë ose mungesat, kalit. *Regj trupin. E kanë regjur vështirësitë.*
REGJEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Qëndron për një kohë të gjatë në një tretësirë me lëndë të veçanta derisa të fitojë cilësitë e nevojshme për t'u përdorur (për lëkurën). *Regjen lëkurët.*
*2. vet. veta III.* Qëndron në shëllirë e fiton disa cilësi të veçanta për t'u ngrënë e për t'u ruajtur për një kohë të gjatë (për perimet ose për bulmetin). *Jane regjur specat (domatet, kastravecat, lakrat, ullinjtë). Nuk janë regjur ende.*
3. *fig.* Stërvitem dhe mësohem në kushte të këqija a të rënda për të përballuar vështirësitë ose mungesat, kalitem. *Është regjur në punë (në luftë, në beteja).*
*4. fig.* Dergjem për një kohë të gjatë në shtrat nga një sëmundje e rëndë. *U regj vite me radhë.*
5. *Pës. e* REGJ 1,2.
la regj lëkura është mësuar tashmë me një punë; nuk i bën me përshtypje diçka.
REGJENCË,~A . Sundim i përkohshëra (në një monarki) i një regjenti ose i një këshilli kur mu-ngon mbreti ose kur mbreti është i mitur; funksioni i një regjenti a i këshillit që kryen këtë detyrë; koha sa zgjat ky funksion; selia e regjentit. *Kryetar (anëtar) i regjencës. Këshilli i regjencës. Në kohën e re-gjencës.*
REGJENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që sundon përkohësisht (në një monarki) kur mungon mbreti ose kur mbreti është i mitur. *E bënë regjent.*
REGJËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Punëtor që merret me regjjen e lëkurëve.
REGJI,~A . *teatër., kinem.* 1. Mjeshtëria dhe puna e regjisorit; vënia në skenë e një shfaqjeje ose e një filmi. *Regji e goditur. Regjia televizive. Regjia e filmit (e shfaqjes). Nën regjinë e dikujt.*
2. *përmb.* Tërësia e punonjësve që drejtojnë vë-nien në skenë të një shfaqjeje ose të një filmi, re-gjisorët. *Puna e regjisë.*
REGJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Sistemi shtetëror për qeverisjen e një vendi; mënyra e drejtimit dhe e orgamzimit politik, ekonomik dhe shoqëror në një shtet. *Regjim socialist (popullor, demokratik, për-parimtar). Regjim borgjez (kapitalist, fashist, anti-popullor, reaksionar). Regjim republikan (monarkik, diktatorial). Regjim i ri (i vjetër). Regjim i kalbur. Regjim shtypës (despotik, shfrytëzues). Regjim kukull (i hurit e i litarit). Krerët e regjimit. Kriza e regjimit. Përmbysën regjimin kapitalist.*
*2.* Rendi sipas të cilit ~njeriu ushqehet, punon, pushon ose jeton, duke ndjekur disa rregulla, që u përshtaten nevojave, kërkesave e gjendjes së tij. *Regjimi ditor (javor). Regjim i rregullt (i rreptë). Regjim sportiv. Regjimi i ushqimit (i gjumit, i punës). Regjim shtrati. mjek.* të ndenjurit e një të sëmuri shtrirë në shtrat derisa të shërohet. *Regjimi i nxënësit (i fë-mijës,* 1 *të sëmurit). Zbatimi i regjimit. Mbaj (prish) regjimin.*
3. *spec.* Ecuria e një pune ose e një procesi, mënyra dhe rregullat e punës ose të funksionimit të diçkaje; rrethanat në të cilat kryhet një punë ose një proces. *Regjim i ndryshueshëm (i përhershëm). Regjimi tek-nologjik. Regjimi i punës. Regjimi i shpimit (i lëvizjes,* i *djegies). Regjimi i motorit. Regjimi i zjarrit. usht. [Regjimi i ujitjes. bujq.*
4. *gjeogr., bujq.* Kushtet në të cilat ndodh a zhvi-llohet një dukuri meteorologjike ose e lidhur me lujërat, rregullsia e përsëritjes së një dukurie të tillë. *\Regjimi ujor. Regjimi i lumit* ndryshimi i sasisë së ujit të lumit gjatë stinëve. *Regjimi i reshjeve. Regjimi ter-\mik (i tokës, i atmosferës).*
^ Regjimi i kursimit *ek.* metodë e drej-timit të ekonomisë socialiste, që ka për qëllim të shto-het prodhimi dhe të kryhet çdo punë me shpenzime |sa më të pakta e duke shfrytëzuar rezervat. e brendsh-me.

REGJIMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* Njësi ushtarake që përbëhet prej disa batalionesh a gru-pesh dhe që është repart taktik bazë. *Regjiment këm-*
*Ibësorie (kalorësie, artiierie). Komandanti (komisari)*
*\i regjimentit. Shtabi i regjimentit.*
REGJISOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Drejtuesi ar-tistik i punës që kryhet për të vënë në skenë një pjesë teatrale ose për të bërë një film. *Regjisori i shfaqjes (i filmit). Regjisor i teatril (i estradës, i operës). Puna e regjisorit.*
REGJISORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* REGJISOR, ~I. *Regjisore e filmit (e shfaqjes).*
REGJISORIAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me punën e regjisorit; që lidhet me regjinë ose me regjisorin, i regjisë ose i regjisorit. *Arti regjisorial. Punë regji-soriate. Mendimi (koncepti) regjisorial. Zgjidhja re-gjisoriale.*
REGJISTËR,~RI i *m. sh.* ~RA, ~RAT. Fle-tore e madhe, zakonisht e ndarë me vija sipas ne-vojës, ku shënohen emra, shifra, fakte etj. që të ruhen e të përdoren me pas për qëllime të ndryshme. *Regjistri i llogarisë (i magazine's). Regjistri i klasës. Regjistri i kompanisë. Regjistri i të sëmurëve. Regjistri themeltar i shtetasve* libri që mbajnë zyrat e gjendjes civile, në të cilin shënohen të dhënat e plota për çdo shtetas (emri, mbiemri, atësia, amësia, seksi, vend-lindja, data e lindjes, martesa, vdekja dhe çdo ndry-shim tjetër që bëhet me vendim të organeve të push-tetit ose të gjykatës). *Regjistri i anijes* libri i anijes. *Regjistri i amzës. Regjistri i hotelit. Shkruaj (shënoj, hedh) në regjistër,*
REGJISTËR,~RI n *m. sh.* ~RA, ~RAT.
*1. muz.* Një nga pjesët e shkallës muzikore të një vegle ose të zërit të njeriut; shtrirja e zërit të një këngëtari. *Regjistër i lartë (i mesëm, i ulët). Regjistri i zërit. Regjistra të ndryshëm.*
2. *muz.* Tërësia e tasteve ose e gypave të një vegle me frymë, që japin të njëjtën shkallë muzikore. *Regjistri i fizarmonikës (i organos). Ndërroj (shtyp) regjistri n.*
3. *tek.* Mjet i posaçëm që shërben për të rregulluar në një masë të caktuar lëvizjen ose punën e një apa-rati a të një mekanizmi; mënyra e përpiktë ose masa, sipas së cilës duhet të punojë një aparat a një me-kanizëm. *Regjistri i ores. Vë në regjistër.*
REGJISTRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REGJISTROJ, REGJIS-TROHEM. *Regjistrim i përgjithshëm. Regjistrimi i popullsisë. Regjistrimi i tokave. Regjistrimi i emrave*
*(i nxënësve). Regjistrimi i librave (i mallrave). Regjistrimi i zërit (i këngës). Aparat regjistrimi.*
*2.* Fjalë, pjesë muzikore, shfaqje ose program i regjistruar, që riprodhohet. *Regjistrimi i këngës (i fjalimit, i ndeshjes). Jap (transmetoj) një regjistrim. Shoh (dëgjoj) një regjistrim. Prish regjistrimin.*
• Shënim në kartën e regjistrimit *shih te* SHËNIM, ~I. Karta e regjistrimit *shih te* KARTË,
REGJISTROHEM *vetv.* 1. Jap emrin për të ma shënuar në një listë me qëllim që të pranohem në një shkollë ose që të marr pjesë në një punë a veprimtari tjetër, shkruhem; *kund.* çregjistrohem. *Regjistrohem në shkollë (në kurs, në klasën e pare). Regjistrohem vullnetar.*
2. *Pës. e* REGJISTROJ. *Regjistrohen këngit. Regjistrohen lëkundjet e tërmetit.*
REGJISTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shkruaj ose shënoj në regjistër; e hedh në një regjistër për ta mbajtur si dokument. *Regjistroj librat. Regjistroj ve-priinet e llogarisë (aktet zyrtare). Regjistroj ditët e punës. Regjistroj martesën (lindjen). Regjistroj emrat e nxënësve.*
*2.* I shënoj emrin në një listë me qëllim që të pra-nohet në një shkollë ose që të marrë pjesë në një puna a veprimtari tjetër; *kund.* çregjistroj. *E regjistroj në shkollë (në kurs). E regjistroj në klasën e pare.*
3. Mbaj shënime për një dukuri ose për një ngjar-je, për t'i ruajtur e për t'i përdorur me pas. *Regjistroj ndryshimet (lëvizjet).*
4. *spec.* Shënoj me anë të aparateve të posaçme të dhënat për madhësinë, vlerat ose veçoritë e dukurive të ndryshme për t'i studiuar me pas; ngulit në një shirk të posaçëm me ndihmën e një aparati tingujt për t'i riprodhuar me pas. *Regjistroj temperaturën (shtyp-jen, lëkundjet). Regjistroj zërin (këngën, koncertin). Regjistroj në shirit (nëpllakë). Regjistroj me magnetofon.*
REGJISTRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që re-
gjistron diçka. *Regjistrues i thjeshtë. Regjistrues i akteve. Regjistrues i normave.*
2. Pajisje ose aparat i posaçëm, që shërben për të regjistruar.
REGJJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REGJ, REGJEM. *Regjja e lëkurëve. Regjja e turshive. Reparti i regjjes.*
REGJUR,~IT (të) ai. Regjje. *Mori të regjur (liri)* u regj.
REGJUR (i,e) *mb.* 1. Që është përpunuar me lëndë të veçanta dhe që ka fituar cilësitë e nevojshme pëi t'u përdorur (për lëkurën). *Lëkurë e regjur.*
*2.* Që ka qëndruar në shëllirë për një kohë të gjatë dhe ka fituar disa cilësi të veçanta, që është bërë turshi. *Domate (lakra) të regjura. Ullinj (tranguj) të regjur.*
3. *fig.* Që është stërvitur dhe mësuar në kushte të vështira; që ka fituar përvojë të madhe, që është i rrahur me jetën; i kalitur. *Me trup të regjur. Njeri (ushtarak, kuadër) i regjur.*
4. *keq.* Që ka kohë që merret me një veprimtari të dëmshme dhe nuk heq dorë prej saj, i betuar. *Kriminel (spiun, agjent, armik) i regjur. Ujk i regjur-*
I regjur (i rrahur) me vaj e me utbull *shih te* VAJ, ~Ii.REGJURA,~T (të) *as.* Turshitë.
REHABILITIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve REHABILITOJ, REHABILITOHEM. *Rehabilitim i plotë. Rehabilitimi i të dënuarVe (i anëtarëve, i një grupi). Rehabilitimi i një teorie.*
REHABILITOHEM *vetv.* 1. Fitoj të drejtat që kisha humbur ose që me ishin hequr gabimisht. *U rehabilitua me punë.*
2. *Pës. e* REHABILITOJ.
REHABILITOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I kthej dikujt 2yrtarisht të drejtat që kishte humbur ose që i ishin hequr gabimisht. *Rehabilituan një të dënuar (një të përjashtuar).*
2. I kthej dikujt emrin e mirë ose nderin që i ishte përlyer; i vë përsëri në vend emrin ose nderin që gë-zonte dikur; e quaj përsëri të mirë e të vlefshme (për një teori etj.).
REHANl,~A . Lëng rrushi i zier, me shije pak të thartë, që përdoret si pije.
REHAT,~I *m. bised.* Rehatia. *Rehati personal. Rehati i shtëpisë. Njeri i rehatit. Bëj rehat* pushoj i qetë, fle mirë; jam i qetë, nuk me shqetëson gjë. *prish (i ngre) rehatin.*

*S^kam rehat dik u. Gjeti rehat. U mësua me rehat. E bëri me rehat. Shikon rehatin e vet. Ka rënë pas rehatit.*

*-k* Me ben shpirti (syri) rehat gjej kënaqësi të raa-dhe, kënaqem shumë.

REHAT *ndajf. bised.* 1. Në gjendje qetësie, në qe-tësi, pa shqetësime e pa kokëçarje. *Punoj rehat. Rri rehat* rri i qetë, pa u shqetësuar. *Shkruaj rehat. Nuk e lë rehat* e shqetëson, i bie me qafë, e mërzit a e ngac-mon pa iu ndarë; e shtyn, e nxit vazhdimisht.

2. Pa bërë gjë ose pa lëvizur; urtë. *Nuk rri rehat. Nuk i nine duart rehat. Nuk i rri goja (gjuha) rehat. Rri rehat!* rri urtë! mos lëviz!; mos bëj gjë!; mos u merr me këtë punë!, mos ndërhy në këtë punë!

3. më të gjitha kushtet e mira për të ndenjur a për të pushuar; në kushte të mira për të jetuar, në gjendje të mirë. *Jam rehat. Rrojnë rehat. U ulën (ndenjën) rehat. Udhëtuan rehat. Fle rehat. U be rehat* i siguroi të gjitha kushtet për të jetuar mirë në shtëpi, u reha-tua; arriti në gjendje të mirë ekonomike. *Ra rehat diku* gjeti kushte të mira jetese diku.

• Fli rehat! *shih te* FLE. Me vjen rehat ndiej kënaqësi, me vjen mirë. Me ranë veshët rehat *shih te* VESH,~I. Me zunë kockat rehat gjeta me në fund prehje a qetësi. Le gomari që na ngordhi, po s'na lënë rehat as mizat *thjeshtligj. shih te* GOMAR,~I.

REHATI,~A . *bised.* I. Gjendje qetësie, pa shqetësime e pa kokëçarje, prehje; *keq.* prirja për të jetuar e për të punuar pa shqetësime dhe pa kokëçarje. *Rehatia personate. Ndjenja e rehatisë. Prirja për rehati. Prish rehatinë. Shikon rehatinë e vet. Ka rënë në rehati. I ngriti rehatinë dikujt* e shqetësoi.

2. Tërësia e kushteve për të jetuar mirë e pa mun-gesa (zakonisht në jetën familjare). *Rehatia familjare (e shtëpisë). Përbuz rehatinë. Jeton në rehati. Është dhënë (ka rënë) pas rehatisë.*

REHATOHEM *vetv. bised.* 1. Zë vend diku për të ndenjur i qetë e në kushte të mira, rregullohem. *U rehatua në shtrat (në minder, në një qoshe). U rehatua*
*në shtëpi. V rehatuan mirë. Ku do të rehatoheni sonte ?*

*2.* Gjej qetësi, shpëtoj nga shqetësimet ose kokë-çarjet. *M'u rehatua shpirti (zemra, mendja). Me në fund u rehatua.*

3. *vet. veto HI.* Bie në qetësi, qetësohet, rregullohet. *V rehatuan punët. Çdo gjë u rehatua.*

4. Gjej një vend të mirë në punë a në jetë, rre-gullohem.

REHATOJ *kal.,* ~OVA ~UAR *bised.* 1. Qetësoj. *Rehatoj trupin (shtatin). I rehaton zemrën (shpirtin, mendjen).*

2. Vë në rregull, rregulloj diçka që të jetë gati; mbarështoj, vë në vijë. *Rehatoj dhomën (shtratin). Rehatoj punët.*

3. 1 bëj dikujt të gjitha shërbimet për të cilat ka nevojë, i plotësoj kërkesat që të gjejë prehje e qetësi, i jap të hajë e te pijë, e vë në gjumë a i rregulloj ven-din e fjetjes etj. *Rehatoj fëmijët (të sëmurin, miqtë). Rehatoi kuajt. E rehatoi në shtrat.*

4. I gjej dikujt një vend të mirë në punë a në jetë, i rregulloj kushte të mira. *Rehatoi djalin (fëmijët, prindërit).*

REHATSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* 1. Që i ka të gjitha kushtet e përshtatshme për të ndenjur, për të pushuar ose për të jetuar. *Shtëpi e rehatshme. Kolltuk i rehatshëm.*

2. Që bëhet pa shqetësime a pa vështirësi, i qetë. *Gjumë i rehatshëm, Udhëtim i rehatshëm.*

3. Që nuk të sjell shqetësime, që nuk ka kokëçarje. *Punë (detyrë) e rehatshme. Jetë e rehatshme. Vend i rehatshëm.*

4. Që është i urtë dhe i qetë. *Fëmijë i rehatshëm.*

*•k* Qoshe e rehatshme *keq.* vend pune ku ka pak për të bërë, punë e lehtë pa kokëçarje e pa shqetësime.

REHEN,~I *m. vjet.* Peng. *Reheni i botës. Linin (vinin) rehen shtëpinë (arën.) Merrnin (jepnin) rehen. Mbetej rehen.*

REJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Thupër ose degë e njomë, që përdridhet së bashku më të tjerat për të lidhur diçka, guzhëm; filiz ose degë e njomë. *Rejat e parmendës. Këput (pres) reja. Lidh me rejë. Qëlloi me rejë.*

*2.* Kunj druri i përkulur, që shërben për të lidhur shtizën e parmendës me zgjedhën; dm i përkulur a me gëthapë, që ngulet në një tra për ta tërhequr zva-rrë. *Tërheq me rejë.*

REKLAMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *vet. nj.* Tërësia e masave dhe e veprimeve që ndërmerren në vendet me tregti kapitaliste për të bërë sa më të njohur një mall, një shfaqje etj. me qëllim që të tërhiqen blerës ose shikues, zakonisht duke i paraqitur të zmadhuara e të zbukuruara cilësitë e vlerat e vërteta dhe duke bërë bujë. *Reklamë e madhe (e fryrë, mashlruese). Reklamë tregtare (turistike). Reklamë borgjeze (kapitaliste). Reklama për mallin (për shfaqjen). Reklamë në shtyp (në radio, në televizion). Shpirti i reklamës. I bëjnë reklamë.*

2. Shpallje me shkrim a me gojë, pllakat etj., që njofton për një mall, për një shfaqje etj. me qëllim që të tërhiqen blerës ose shikues. *Reklamë shumëngjy-rëshe (me drita). Reklamë pijesh (këpucësh). Reklamat e kinemasë (e teatrit, e shfaqjes, e ndeshjes). Dritatë reklamave. Lexoj (shikoj, dëgjoj) reklamat. Ndizen reklamat.*

3. *keq.* Përpjekje për ta bërë sa më të njohur dike a diçka e për t'i rritur vlerën para syve të botës, prirje për të bërë bujë. *Prirje për bujë e për reklamë. I bin reklamë fetes. I bëjnë reklamë të madhe.*

REKLAMlM ~I i *m. sh.* ~E ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REKLAMOJ i, REKLA-KlOHET i. *Reklamimi i mallrave (i prodhimeve, ifibrave). Reklamimi i shfaqjeve (i filmave). Reklamimi i një politike.*

REKLAMIM,~I n *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve REKLAMOJ n, REKLAMOHET n. *Reklamime për mallrat. Reklamimi i ndeshjes. Bëj (paraqit) një reklamim. Nuk ka pasur asnjë reklamim.*

REKLAMlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~^ËT *keq.* Ai që i bën rëklamë vetes, ai që përpiqet të vërë në dukje përherë punët e aftësitë e veta, zakonisht duke i zmadhuar e zbukuruar, lëvdatëmadh.

REKLAMOHET $_h$ *Pës. e* REKLAMOJ i. REKLAMOHET n. *Pës. e* REKLAMOJ $_n$.

REKLAMOJ i *kal.,* ~OVA, ~>UAR. 1. I bëj
reklamë një malli, një shfaqjeje etj., paraqit cilësitë ose vlerat e një malli, të një shfaqjeje etj. për të tër-hequr sa me shumë blerës a shikues; paraqit në një reklamë. *Reklamojnë mallin (librat). Reklamojnë fil-mdt. Reklamojnë modën.*

2. *keq.* Lëvdoj më të madhe dike a diçka për ta bërë sa më të njohur, duke i rritur vlerën para syve të botës.

REKLAMOJ ii *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. *treg.* Kthej prapa një mall për shkak se nuk i ka cilësitë e ftevojshme ose sepse nuk i plotëson kërkesat. *Re-klamoj mallin.*

2. *sport.* Kërkoj të quhet e pavlefshme një ndeshje, pel shkak se nuk është zhvIlluar sipas rregullave. *Reklamoj ndeshjen.*
rçEKLAMUES,~I i *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që
i bën reklamë një malli, një shfaqjeje etj.
2. *keq.* Ai që përpiqet të bëjë sa më të njohur dike a diçka për t'i rritur vlerën para syve të botës. *Rekla-mues i zellshëm. Reklamues i kapitalizmit (i revizio-nizmit). Luan rolin e reklamuesit.*
REKLAMUES,~I n *m. sh.* ~^, ~IT *treg.* Ai <jë paraqit një reklamim për një mall, i cili nuk i kacilësitë e nevojshme ose nuk i plotëson kërkesat. *Reklamuesi i mallit.*
REKLAMUES,~E *mb.* 1. Që shërben për reklamë; <jë përmban një reklamë. *Pllakat reklamues.*
2. *keq.* Që përpiqet të bëjë reklamë për dike a për diçka. *Zhurmë reklamuese. Mbledhje reklamuese.*
REKOMANDE *mb. shift* POROSITUR (i,e) 3. *Letër rekomande.*
REKOMANDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REKOMANDOJ, REKO-MANDOHEM. *Rekomandimi i literatures. Rekoman-dimi i një shoku. Letër rekomandimi.*
2. Këshillë, porosi ose mendim, që jepet për më-nyrën si duhet vepruar a si të bëhet diçka. *Rekoman-dimet e mjekut. Rekomandimet e mbledhjes (e komi-
sionit). Me rekomandimin e dikujt. Me rekoman-dim nga lart. Kam një rekomandim. I jap rekomandime.* 3. Mendim me shkrim që jepet për cilësitë e mira politike e morale të dikujt që përgatitet për t'u pranuar në radhët e një partie ose organizate. *Rekomandimet e dy anëtarëve. Paraqit rekomandimet. Jap (lëshoj) rekomandimin. I bëj një rekomandim.*
REKOMANDOHEM. *Pës. e* REKOMANDOJ.
*Rekomandohet një mjet (një bar). Rekomandohet nga mjeku. Iu rekomandua drejtorisë (institutit).*
REKOMANDOJ *kal.,* ~OVA, ^-UAR. 1. E kë-
shilloj a e porosIt dike si të veprojë ose si të bëjë diçka; i jap mendim të mire për diçka duke ia paraqitur këtë si të vlefshme për ta pranuar ose për të punuar me të; këshilloj. *rekomandoj një bar (një mjekim, një pushim). I rekomandoj një libër (një vepër).*
*2.* Jap mendim të mirë me shkrim për cilësitë politike e morale të dikujt, që përgatitet për t'u pranuar në radhët e një partie ose organizate. *Rekomandoj një shok (një shoqe).*
*3.* I lutem dikujt të ketë kujdes për dike për ta përkrahur a për ta ndihmuar; ia paraqit dike me cilësi të përshtatshme për një punë.
REKOMANDUES,~I *m. sh.* ~>, ~>IT. 1. Ai që
jep këshilla ose mendime si të bëhet diçka ose si të veprohet për një punë. *Letrat e rekomanduesit.*
*2.* Ai që i lëshon dikujt nje rekomandim për t'u pranuar në parti ose në një organizate. *Stazhi i rekomanduesit. Përgjegjësia e rekomanduesit.*
REKOMANDUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që
është i këshillueshëm, që këshillohet për t'u bërë ose për t'u marrë. *Vepër e rekomandueshme. (Nuk) e quaj të rekomandueshme. Është e rekomandueshme.*
REKORD,~I *m. sh.* ~>E, ~ET. 1. *sport.* Tre-guesi me i lartë që arrihet në një lloj gare sportive dhe që i kapërcen gjithë të mëparshmit. *Rekord i ri (i mëparshëm). Rekord kombëtar (botëror, olimpik). Rekord zyrtar. Rekord absolut. Rekordi i atletikës (i notit, i shpejtësisë...). Mbajtës i rekordit. Vendos (thyej, ngre, përmirësoj) rekordin. Thyej të gjitha re-kordet.*
2. Arritja më e lartë në prodhimin e diçkaje. *Rekordi i prodhimit të grurit (i të korrave). Mban rekordin.*
3. *përd. mb.* Me i madhi ose me i larti që është arri-tur ndonjëherë në një fushë, shumë i madh, shumë i lartë. *Shifër (numër) rekord. Prodhim (të korra) rekord. Rendiment rekord. Shpejtësi rekord. Në një ko-hë (aat) rekord* në një periudhë shumë të shkurtër.
REKORDIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ka
arritjet më të Iarta në një fushë të prodhimit ose në një punë. *Rekordisti i misrit (i pambukut). Rekor-distët e kooperativës.* 2. *sport, shih* REKORDMEN,~I i.
REKORDlST,~E *mb.* Që ka arritjet më të Iarta për një prodhim, që jep prodhimin më të madh. *Lopë rekordiste. Skuadra rekordiste.*
REKORDlSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* REKORDIST,~I. *Rekordistja e kooperativës (e rre-thit). Rekordistja kombëtare e vjeljes së pambukut. Rekordiste në qitje me pushkë.*
REKORDMBAJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *sport.* Ai që mban një rekord, rekordmen.REKORDMEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *sport.* Ai që ka arritur treguesin më të lartë në një garë sportive, ai që mban një rekord. *Rekordmen kombëtar (botëror). Rekordmen i republikës (i botës). Rekordmen i garës (i notil). Doli rekordmen.*
2. *shih* REKORDIST,~I i.
REKORDMENE,~IA . *sh.* ~E, ~ET *sport. Fem. e* REKORDMEN,~I. *Rekordmene kombëtare (botërore, olimpike). Rekordmene e notit.*
REKRUT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që sapo është thirrur për të kryer shërbimin ushtarak. *Rekrut i ri. Shkoi (e thirrën, e morën) rekrut. Mbledhin (ngrenë) rekrutët.*
REKRUTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REKRUTOJ, REKRUTOHEM.
*Rekrutimi i ushtarëve (i punëtorëve). Rekrutimi i anë-tarëve të rinj. Rekrutimi i agjentëve. Ligji i rekrutimit. Komisioni i rekrutimit. Qendra (zyra) e rekrutimit. Bëj rekrutimin.*
REKRUTOHEM. *Pës. e* REKRUTOJ. *Rekrutohem në ushtri. U rekrutuan në organizatë (në grup).*
REKRUTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *usht.* Therm për ta futur në ushtri, e mare ushtar; mbledh;ekrutë. *Rekrutoj ushtarë të rinj. Rekruto] një batalion.*
2. E marr për të bërë një punë, e fut së bashku më të tjerët në një punë; e përfshij në një organizatë a në një grup, plotësoj radhët e një organizatë a të një grupi me pjesëtarë të tjerë fedhe *keq.). Rekruton anëtarë (bashkëpunëtorë, agjentë). Rekruton punëtorë (krahë pune). Rekruton ithtarë (pasues). Rekruton me force. E rekrutuan në organizatë (në grup).*
REKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që drejton një universitet ose një shkollë tjetër të lartë. *Rektori i Universitetit të Tiranës. Rektori i Institutit të Lartë Bujqësor.*
*1. fet.* Drejtues i një shkolle fetare katolike; prift katolik që drejton kishat e një famullie (në,vendet ku vepron kisha katolike).
REKTORAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Trupi drejtues i universitetit ose i një shkolle tjetër të lartë, që për-bëhet prej rektorit dhe zëvendësve e ndihmësve të tij; ndërtesa ku janë zyrat e këtij organi. *Rektorati i Universitetit të Tiranës. Mbledhja e rektoratit, Zyrat e rektoratit.*

REKUIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REKUIZOJ, REKUIZOHEM. *Rekuizim i plotë (i pjesshëm). Rekuizimi i mjeteve të transportit. Rekuizimi i drithërave. Rekuizimi i pasurisë. Urdhri i rekuizimit. Bëj rekuizimin e diçkaje.*
REKUIZITË,~A . *sh.* ~A, ~AT *teatër.* Tërësia e sendeve që janë të nevojshme për të dhënë një shfaqje ose:për të bërë një film (me përjashtim të skenës dhe të veshjeve të aktorëve); vendi ku mba-hen e ruhen keto sende. *Rekuizitë e rëndë* tryezat, krevatet etj. *Rekuizita e teatrit (e ansamblit). Rekui-zita e shfaqjes. Përgatitja e rekuizitës. Hyn në rekuizitë.*
REKUIZOHET. *Pës. e* REKUIZOJ.
REKUIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Marr me de-tyrim, me shpërblim ose përkohësisht prodhime, mjete a sende të tjera për nevoja të përgjithshme ose ushtarake në disa raste të veçanta. *Rekuizuan mjetet e transportit (makinat, kafshët). Rekuizuan drithin*
*(bagëtinë). I rekuizoi për nevoja ushtarake. I rekuizuan me pagesë.*
RELACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Parashtresë që i japim një organi epror për një çështje a për gjen-djen e një pune. *Relacion i shkurtër (i gjatë, i hollësi-shëm). Relacion përmbledhës. Relacion për punën. Paraqit (dërgoj) një relacion.*
RELATlV,~E *mb. libr.* 1. Që merret a që vësh-trohet i lidhur dhe i krahasuar me diçka tjetër, që vlerësohet a përcaktohet në marrëdhënie me diçka tjetër; që varet a kushtëzohet nga diçka tjetër; *kund.* absolut. *Vlerë relative. Shifër relative. E vërtetë relative, filoz. Prodhim relativ. ek. Varfërimi relativ i proletariatit (i punonjësVe). ek. Moshë relative, gjeol. Largest (lartësi) relative. Lëvizja relative, fiz. Lagështi relative. Shkalla sipërore relative, gjuh. Shumica relative.*
*2.* Që nuk është i plotë, që është i kufizuar ose jo i përsosur në një anë; që është i përkohshëm; *kund.* absolut. *Qetësi relative. Liri relative. Bukuri relative. Epërsi relative.*
3. *gjuh.* Që tregon cilësi a tipar në raënyrë të ndër-mjetuar (për mbiemrat si i gurtë, i drunjtë etj.). *Mbiem-ra relative.*
RELATIVISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë relative, përafërsisht; pale a shumë. për *një kohë (periudhë) relativisht të gjatë (të shkurtër). Relativisht i qetë (i vështirë). Relativisht pak (shumë). Relativisht mi i ri (me i zhvilluar). Mbeti relativisht prapa.*
RELATIVITET,~I m. *libr.* Vetia e asaj që është relative, të qenët relativ; vartësia e diçkaje nga një madhësi tjetër ose nga dukuri, kushte e rrethana të tjera. *Relaliviteti i njohjes. Parimi i relatMtetit. Teoria e relativitetit. fiz.* teori mbi lidhjet materiale të sendeve e të dukurive, sipas së cilës ligjësoritë e hapësirës dhe të kohës varen nga lëvizja e materies, duke e marrë lëvizjen brenda një sistemi të caktuar.
RELIEV,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeogr.* Tërësia e të ngriturave dhe e të ulurave në sipërfaqen e tokës, pamja e sipërfaqes së tokës me male, kodra dhe me ultësira e lugina; paraqitja e zvogëluar e sipërfaqes së tokës më të ngriturat dhe të ulurat. *Reliev malar. Reliev i thyer (i ngritur, i lartë). Reliev akullnajor. Relievi i Tokës. Relievi i Shqipërisë. Harta e relievit.*
2. Gdhendje në dru, në gur ose në metal në mënyrë që të spikatë mbi sipërfaqe një figure; vepër skulp-ture e gdhendur mbi një sipërfaqe. *Relievi i medaljes. Relieve! e ndërtesës. Gdhend (vizatoj) në reliev. Zbu-kuroj me reliev.*
• Del në reliev *libr.* bëhet me i dukshëm, spikat; bie në sy. Nxjerr (vë) në reliev *libr.* bëj që të spikatë, bëj që të bjerë menjëherë në sy, nxjerr në pah, vë në dukje.
RELIKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Send, dukuri ose organizëm që ka ardhur deri në ditët tona si mbe-turinë e kohëve të lashta a të mëparshme, mbeturinë. *Relikt i rrallë (i lashtë). Relikt bimor. Relikt arkeolo-gjik. Relikt gjuhësor. Prania e relikteve. Ka mbetur si relikt.*
REM,~I *m.* 1. Baker. *Enë prej remi. 2.* Kripë bakri, që zë një enë, baker. *Ena zuri rem. Remi i tepsisë.*
REMl,~A . *sh.* ~, ~TË *shah. I.* Përfundina injë ioje shahu, në të cilën nuk fiton asnjëri nga loj-tjarët, barazim. *Përfundon në remi. Bëj remi. Kërkoj remi. 2. përd. ndajf.* Në barazim, pa fituar asnjëri nga lpjtarët (në lojën e shahut). *Jemi remi. Del (e lë) remi. Përfundon (mbaron, mbyllet) remi.*
REMTAR,~I *m. sh.* ~Ë. ~ËT. Bakërpunues. *Punishtja e remtarëve. Kooperativa e remtarëve.*
REMTË (i,e) *mb.* I bakërt. *Enë e remtë. Unazë e remtë. Ngj'yrë e remtë.*
REND,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Radhë, rresht. *Rendi i parë (i dytë...). Në të njëjtin rend. Me tre rende e gajtanë. Dal nga rendi.*
*2.* Vendosja e diçkaje sipas një radhe të caktuar, vendi që zënë sendet në një varg në lidhje menjëri-tjetrin. *Rendi alfabetik. Rendi kronologjik (kohor). Rendi i fjalëve në fjali. Në rend të kundërt.*
3. Rregulli sipas të cilit bëhet diçka, vijueshmëria në një mënyrë të baktuar për të kryer një veprim, radhë. *Rendi i ujitjes (i kullotjes). Të gjithë me rend. Rend e pa rend. Pa rend e pa rregull. Ndjek një rend. Pres (lëshoj, kam) rendin. Me vjen rendi. E bëjnë me rend. Flasin me rend.*
•*k* Rendi i ditës tërësia e çështjeve që shqyrtohen e që rrihen në një mbledhje a në një konferencë sipas një radhe të caktuar. Është (vë, mbetet) në rendin e ditës është (mbetet) në qendër të vëmendjes, qëndron në radhë të parë si diçka që duhet shqyrtuar e zgji-dhur, është çështje e ditës. Nuk i del rend *dikujt* nuk i del koha, nuk ka kohë për të bërë diçka, ka shumë punë, është shumë i zënë me punë.
REND,~I H *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Sistemi i organizimit shoqëror, shtetëror dhe ekonomik; forme e i organizimit të shoqërisë në një etapë të caktuar të zhvillimit të saj. *Rendi shoqëror (ekonomik, politik, shtetëror). Rendi i vjetër (i ri). Rendi fisnor (gjinor). Rendi feudal. Rendi kapitalist (borgjez). Rendi socialist. Rendi kooperativist. Rend shtypës (shfrytëzues). Vendosja e një rendi. Mbroj (ruaj, forcoj, përmbys) një rend.*
2. Tërësia e rregullave të vendosura, që shërbejnë për të ruajtur të pacenuar ndënimin dhe veprimtarinë e një shoqërie, rregulli shoqëror e qytetar. *Rendi pu-blik* tërësia e rregullave për të mbajtur dhe për të mbrojtur qetësinë, rregullin dhe moralin në marrë-dhëniet shoqërore e qytetare. *Forcat e rendit (ruajtësit e rendit)* përdoret zakonisht për policinë dhe xhan-darmërinë në vendet borgjeze e revizioniste. *Mbaj (ruaj) rendin. Vendos (prish) rendin. Shkel rendin publik.*
13. Lloj i caktuar sendesh a dukurish më të njëjtat veti ose të një shkalle; klasë, kategori. *Sende (shifra) të\ të njëjtit rend. Njësi të rendit të pare.*

14. *hist.* Shtresë shoqërore në periudbën e feudaliz-mit, e cila kishte të drejta e detyra të trashëgueshme, që pasqyronin marrëdhëniet klasore dhe luftën e kla-save në këtë periudhë. *Rendet e privilegjuara* aristo-kracia dhe kleri. *Rendet e shtypura (e ulëta). Rendi i tregtarëve. Ndarja e popullsisë në rende. Zhdukja e rendeve.*
;5. *biol.* Njësi e botës bimore e shtazore, e cila për-fshin një grup familjesh, që i kanë të përbashkëta ti-paret kryesore dhe bën pjesë në një klasë të caktuar. *Rend bimësh (kafshësh). Rendi i brejtësve. Rendi i kafshëve grabitqare.*
6. *vjet.* Klasë, vit mësimi (në shkollë). *Nxënësit e rendeve të para.*
REND,~I in *m.* Vrap. *Ed me rend. Iku (shkoi) me rend. Mori rend. Një rend kali* një vrap pele.
REND *jokal,* ~A, ~UR. 1. Eci me vrap, vrapoj; shkoj me vrap diku, turrem për diku ose për të bërë diçka. *Rendi i pari. Rend poshtë e lart. Rendi drejt nesh. Rend nëpër shkallë. Rend shpejt. Rend me vrap (me të katra). Rendi sa i hanin këmbët. Rend ta arrish (ta marrësh) !*
*2. fig.* Kalon shpejt, vrapon; rrjedh. *Rendin vitet.*
3. *fig. keq.* Jepem fort pas diçkaje që sjell fitime a përfitime vetjake ose që me intereson a me pëlqen, duke lënë pas dore të tjerat, bredh. *Rend pas parasë (pas lekut, pas fitimeve). Rend pas sasisë. Rend pas interesit personal (pas lavdisë, pas qejfeve).*
RENDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Fletë e rrafshët ose e lakuar prej metali a prej plastike, me vrima e me dhëmbëza, që shërbën për të grirë perime ose fruta, grirëse. *Rende e imët. Grij në rende.*
RENDËRTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që kishte radhën për të ujitur token ose për të bluar në mulli.
RENDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *sport.* Vrapues. *Ren-dës i shpejtë (i shkathët).*
RENDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RENDOJ i, RENDOHEM.
*Rendimi i librave. Bëj rendimin.*
2. *usht.* Vendosja e ushtarëve të nje njësie sipas një radhe të caktuar per. të kryep veprime, rreshtim. *Rendimi luftarak. Marrin (zënë) rendimin.*
RENDIMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Aftësia për të dhënë një sasi prodhimi në një kohë të caktuar; prodhimi që jep një punonjës, një makinë, një si-përfaqe toke etj. në krahasim me një njësi që merret si bazë; prodhueshmëri. *Rendiment i lartë (i ulët, mesatar, i pakët). Rendimenti i punës. Rendimenti i tokës. Rendimenti i makinës. Rritja e rendimentit. Shtimi i rendimentit. Brigade (skuadër) e rendimenteve të larta. Marr rendiment. Shtoj (ngre, rrit, ul, pakësoj) rendimentin. (S') jep rendiment. Me (pa) rendiment.*
RENDIT (RENDIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Vë sipas një rendi, vë në radhë, radhit, rreshtoj. *Rendit librat (tryezat, gurët, sendet). Rendit njerëzit (ushtarët, nxënësit). Rendit fjalët (mendimet). Rendit bashkë.*
2. Zë në gojë, përmend një pas një, radhit. *Rendit disa shembuj (ngjarje). Rendit shkaqet (arsyet).*
3. *fig.* Vë diçka a dike në nje radhë me diçka a dike tjetër, e quaj të barabartë, të afërt a të ngjashëm me një send a me dike tjetër, radhit, krahasoj. *E rendit midis më të përparuarve.*
RENDITEM *vetv.* 1. Vihem në radhë me dike, hyj në një radhë më të tjerë, radhitem. *U renditën në anë të jfushës.*
2. *fig.* Vihem në një radhë me diçka a me dike tjetër, jam i barabartë, i afërt a i ngjashëm me dike tjetër, radhitem, krahasohem. *Renditem me më të rnirët.*
3. *Pës. e* RENDIT.
RENDITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve RENDIT, RENDITEM. *Renditje e rregullt. Renditje e drejtë (e ga-buar, logjilce). Renditje alfabetike (kronologjike). Renditja e librave (e veglave, e tullave). Renditja e tjerëzve (e ushtarëve, e nxënësve). Renditja e fjalëve (e mendimeve). Bëj renditjen e d i ç k a j e. I ndryshoi rendiljen.*
RENDJE,~A. . 5ft. ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes REND. *Rendje e shpejtë. Rendja e kuajve. Rendje më të katra. Rendja pas lekut (pas fitimeve, pas dëfrimeve).*
RENDOHEM *vetv. shih* RENDITEM. *V renduan burrat. U renduan rreth e rrotull.*
RENDOJ i *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* RENDIT. *Rendoj librat. I rendoi në listë.*
RENDOJ ii *kal.,* ~OVA, ~UAR. Grij në rende. *Rendoj qepët (kungujt).*
RENDOR,~E *mb.* Që tregon vendin në një renditje sipas numrave. *Numër rendor* numër vijues në një listë, regjistër etj. *Shkruaj numrin rendor.*
• Numëror rendor *gjuh., vjet.* numëror rreshtor.
RENDUR,~A (e) . Rendje. *Mori të rendurën* ia dha vrapit.
RENDUR (i,e) *mb.* I shkathët, i shpejtë e i papër-tuar.
RENEGAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përb.* Ai që hcq dorë nga bindjet e nga qëndrimet e mëparshme, që largohet nga partia ose nga klasa e vet dhe kalon në anën kundërshtare, tradhtar. *Renegat i marksizmit (i komunizmit). Renegatët revizionistë. Renegatë të të gjitha ngjyrave. Bandë renegatësh. Qëndrim prej renegati.*
RENEGAT,~E *mb. përb.* Që mban qëndrim prej renegati; që përbëhet prej renegatësh. *Klikë (bandë) renegatë. Grup renegat.*
RENË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* LIoj dreri i vendeve veriore me brirë shumë të degëzuar, që mba-het për qumësht, për mish dhe për të tërhequr rrësh-qitëset. *Kope renash. Rene shtëpiake (e egër). Qumësht rene.*
RENTABËL *mb. ek.* Që jep të ardhura, të cilat mbulojnë shpenzimet e prodhimit dhe sigurojnë një fare fitimi, që sjell fitim, që ka leverdi. *Ndërmarrje rentabël, Ekonomi rentabël. Industri (bujqësi) rentabël. Ndërtime rentabël. E bëj sa me rentabël. Është mjaft (shumë, pak) rentabël.*
RENTABILITET,~I *m. ek.* Aftësia për të dhënë të ardhura, duke mbuluar shpenzimet e prodhimit dhe duke nxjerrë një fare fitimi, aftësia për të dhënë prodhim me leverdi; të qenët i leverdishëm. *Rentabi-litet i lartë (i ulët). Rentabiliteti i ndërmarrjes. Ren-tabiliteti i industrisë (i bujqësisë). Rentabiliteti i prodhimit. Norma e rentabilitetit. Rritja e rentabilitetit. Punon me rentabilitet.*
RENTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *ek.* Të ardhura në të holla ose në natyrë që merr në shoqërinë shfry-tëzuese pronari i një toke, pasurie ose kapitali pa bërë asnjë punë a pa zhvilluar asnjë veprimtari prodhuese; të ardhura që merren pa punuar. *Rente e lartë. Rente feudale. Rente absolute* fitimi i tepërt mbi çmimin e prodhimit në bujqësi, që lind për shkak të strukturës më të ulët të kapitalit në krahasim me industrinë dhe të pronës private mbi token. *Rente diferenciale* marrë-

dhënie ekonomiko-shoqërore në bujqësi, e cila ka të bëjë me përvetësimin e asaj pjese të prodhimit bujqësor që krijohet nga puna në toka me pjellorinë më të madhe e me afër tregut dhe në toka me shkallën më të lartë të intensifikimit. *Rente vjetore. Renta e tokës. Rente në natyrë. Jetonin me rente.*

RENTIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që jeton më të ardhurat nga renta ose me përqindjet nga një kapital dhe pa punuar (në shoqërinë kapitaliste). *V bënë rentierë.*

*2. si mb.* ~, ~E. Që jeton më të ardhurat nga renta. *Borgjezia rentierë.*

REOSTAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *elektr.* Rezistencë që shërben për të ndryshuai forcën e rrymës elektrike. *Reostat lëshimi. Dorëza e reostatit. Çelësi i reostatit.*

REPARACION,~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET. Dëm-shpërblim në të holla ose në mallra që detyrohet t'u paguajë shteti i mundur vendeve fituese për dëmet që ka sjellë lufta. *Reparacionet e luftës. Ndarja e re-paracioneve. Paguan reparacionet.*

REPART,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ndarje në një ndërmarrje prodhimi, shërbimi ose tregtie sipas ilojit të punës, të pajisjeve ose të prodhimit; salla ose pjesa e ndërtesës ku ndodhet kjo ndarje; *përmb. bised.* tërësia e punonjësve të kësaj ndarjeje. *Repartet ndih-mëse (kryesore). Reparti i shkrirjes ft derdhjes, i pe-tëzimit, i tjerrjes, i qëndisjes, i larjes). Reparti i rro-baqepësisë (i zdrukthëtarisë, i shërbimeve). Reparti i tezgjahut (i tornove). Reparti i lodrave (i këpucëMe). Repartet e uzinës (e fabrikës, e dyqanit). Përgjegjësi i repartit. Mbledhja e repartit. Punojnë në një report.*

*2. usht.* Njësi ushtarake sipas detyrës ose Ilojit të armës që ka; vendi ku qëndron vazhdimisht kjo njësi. *Report ushtarak. Report kufitar (i kufirit). Re-part partizan. Report artilerie (tankesh). Report i zbulimit (i mbrojtjes, i ndjekjes). Komandanti (komisari) i repartit. Oficerët dhe ushtarët e repartit. Flamuri i repartit. Efektivi i repartit.*

3. Ndarje në një spital sipas nevojave të v.~canta për mjekim. *Reparti i kirurgjisë. Reparti i fëmijëve. Reparti i lindjes. Reparti i sëmundjeve ngjitëse.*

4. *fig.* Grup njerëzish të organizuar për të vepruar me një qëllim të përbashkët. *Report pararojë dhe i organizuar. Report sulmues. Report i klasës punëtore.*

•*k* Shpirti i repartit *keq.* prirja e dikujt për t'u kuj-desur e për t'u përpjekur vetëm për interesat e një grupi të ngushtë, ku bën pjesë ai vetë.

REPERTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr. i.* Tërësia e pjesëve ose e veprave artistike që vë në skenë ose që luan një teatër, një grup muzikor etj.; tërësia e pjesëve, e veprave ose e roleve që luan një aktor a një muzikant. *Repertor i zgjedhur (i pasur, i varfër). Repertor muzikor (teatral). Repertor kombëtar (po-pullor). Repertori i teatrit (i estradës, i operës). Ko-misioni i repertorit. Repertori i këngëve (i pjesëve). Zgjedh repertorin. Heq nga repertori.*

*2.* Tërësia e dukurive ose e sendeve të një fushe, zakonisht të renditura në një mënyrë që të gjenden lehtë. *Repertor bibliografik. Repertori i emrave (i adresave). Shënoj në repertor.*

REPLIKË,~A *. sh.* ~A, ~AT *libr. 1.* Përgjigje e shpejtë që i jep dikush një bashkëbiseduesi a një diskutuesi dhe që zakonisht përmban një kundërshtim ose vërejtje; fjalë ose vërejtje që thuhennga vendi nënjë mbledhje a në një shfaqje. *Replikë e mprehtë (e qëlluar, e gjallë). Replikë nga salla. Përgjigje një replike. Shkëmbejnë replika.*

*2. teatër.* Fjalët që shqipton një aktor pas një ak-tori tjetër si përgjigje; fjalët që shkëmbejnë aktorët në një dialog; kundërpërgjigje. *Replikë e gjatë. Replikë teatrale. Bëj një replikë. Përsërit (mësoj) një replikë.*

3. *muz.* Pjesë e shkurtër në një cope muzikore, e cila përsëritet në mënyrë tfi ndryshme nga një kën-gëtar ose më të cilën rifillon një vegël pas një pu-shimi. *Replikë muzikore. Replika e korit.*

*A.drejt. shih* KUNDËRPËRGJIGJE,~JA.

REPORTAZH,~l *m. sh.* ~E, ~ET. Gjini letrare e publicistikës, që pasqyron punën a veprimtarinë në një fushë ose ngjarje nga jeta e përditshme, të cilat gazetari i ka parë vetë. *Reportazh i gjatë (i shkurtër). Reportazh letrar. Reportazh për gazetën (për radion, për tplevizionin). Titulli i një reportazhi. Shkruaj (bëj, botojj një reportazh.*

REPORTER,~I *in. sh.* ~Ë, ~ËT. CJazetar i ngar-kuar për të mbledhur lajme për ngjarje të ndryshme, i dërguar i posaçëm i një gazete, reviste etj. (zakonisht në vendet e huaja). *Reporter i gazetës (i revistës).*

REPUBLIKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Përkrahës i rendit republikan. 2. Anëtar i një partie borgjeze republikane.

REPUBLIKAN, ~E *mb.* 1. Që ka si forme shtetërore republikën; që ka lidhje me republikën, që i përket republikës, i republikës. *Shtet republikan. Qeveri epublikane. Rend republikan. Kushtetutë republikane.*

2. Që është ithtar i republikës, që përkrah e që mbrdn republikën, që është për republikën. *Parti republikane. Gazetë republikane. Kryengritje( (lëvizje) republikane. Forcat republikane.*

REPUBLIKË,~A i *. sh.* ~A, ~AT. I. Forme s qeyerisjes, në të cilën organet e larta të pushtetit dhe kryetari i shtetit, që përfaqësojnë interesat e klasës në fuqi, janë të zgjedhshëm për një afat të caktuar. *Republika Popullore Socialiste e Shqipërisë* shtet i diktaturës së proletariatit në Shqipëri, që shpreh e mbron interesat e të gjithë punonjësve, që mbështetet në unitetin e popullit rreth Partisë së Punës të Shqipërisë dhe ka në themel aleancën e klasës punëtore me fshatarësinë kooperativiste nën udhëheqjen e klasës punëtore. *Republikë popullore. Republikë de-mokratike popullore. Republikë demokratike borgjeze* forme e sundimit politik të borgjezisë, në të cilën diktatura e saj ushtrohet nëpërmjet organeve të zgje-dhura, që vetëm në dukje përfaqësojnë interesat e popullit. *Republikë skllavopronare (aristokratike). Republikë parlamentare. Organet e republikës. Kushte-tuta e republikës. Shpallja e republikës.*

2. Vend që ka këtë forme shtetërore. *Republika Popullore Socialiste e Shqipërisë. Republika të bash-kuara (të federuara). Sterna e republikës. Flamuri i republikës. Kufijtë e republikës. Kryetari (presidenti) i republikës.*

3. *zakon. bised.* Shqipëria dhe shteti i saj popullor socialist pas Çlirimit. *Çmimi i Republikës. zyrt. Kupa e Republikës. zyrt. Sipërfaqet e mbjella në gjithë republikën. Me i miri në republikë. Sasia si republikë.*

REPUBLlKË,~A JI *. sh.* ~A, ~AT *bised.*

Lloj kapeleje burrash, në trajtë të rrumbullakët, me majë të shtypur dhe me strehë rreth e përqark paksa të ngritur. *Republikë e re (e vjetër). Mbaj republikë. Vë (heq) republikën.*

RESATAK,~E *mb.* Smirëzi.
RESË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. I. Lule në trajtë vileje, që lëshojnë disa drurë; gath, vastak, lëvare. *Resat e arrës (e gështenjës, e lajthisë). Nxjerr resa. I bien resat.*
*2. bot.* Bimë barishtore e kënetave dhe e liqeneve, që bën fije të gjata, të cilat përdoren për të thurur; kashtë kënete.
3. Thurimë prej kallami ose prej kashte kënete, që përdoret për çati, për trina, etj.; thurimë e tille në trajtë hinke që përdoret për të zënë peshk etj. *Resë kallantash (thuprash). Resae çatisë. Resa e pesh-kut. Thur (bëj) një resë. Mbuloj çatinë me resë.*
*4.* Vend në një lumë fcu i zihet pritë peshkut për ta kapur natën me resa; pritë, pusi.
RESË,~A ii . Smirë. *Resë e keqe. Plasi nga resa.* RESËKEQ,~E *mb.* Smirëzi. RESËTAR,~E *mb.* Smirëzi. *Njeri resëtar.* RESËZf,~ZËZË *mb.* Smirëzi.
RESIT (RESIS) *kal,* ~A, ~UR *vjet. 1.* Fshij, prish diçka të shkruar. *Vetë shkruan, vetë resit.*
*2. fig.* Shlyej, laj. *Resit borxhin.*
RESK,~U *m.* 1. Lesh deleje i gjatë dhe i ashpër.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Lesh resk.*
′ RESOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E kam resë, e kam smirë.
2. Marr mësysh (sipas besëtytnive).
RESPEKT,~I *m.* Nderimi që kemi për dike duke u nisur nga mosha, nga meritat ose nga cilësitë e tij; qëndrimi me nderim kundrejt diçkaje të shtrenjtë a me vlerë. *Respekt i madh (i thellë). Mungesë respekti. Me dashuri e respekt. Kam respekt për njerëzit (për punën). Dëgjoj me respekt. Flet me shumë respekt. Tregoj respekt. Gëzon respektin e të gjithëve. Përkuj-tojmë me respekt.*
RESPEKTIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RESPEKTOJ, RESPEKTOHEM. *Respektimi i prindërve. Respektimi i parimeve (i ligjeve, i marrë-veshjes). Respektimi i sovranitetit. Respektimi i të drejtave. Respektimi i orarit.*
RESPEKTOHEM. *Pës. e* RESPEKTOJ. *Respek-tohet nga shokët. Të respektohen rregullat!*
RESPEKTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Sillem me nderim ndaj dikujt a diçkaje; nderoj. *Respektoj prindërit (rnëtë moshuarit). Respektoj shokët (shoqet). Respektoj ndjenjat e dikujt.*
*2.* I përmbahem me rreptësi diçkaje të caktuar, plotësoj me përpikëri kërkesat e caktuara; zbatoj, mbaj; *kund.* shkel. *Respektoj orarin. Respektoj ligjin (rregullat, rregulloren). Respektoj disiplinën. Respektoj kushtet teknike. Respektoj marrëveshjen (afatin).*
RESPEKTUESHËM (i), ~ME (e) 1. Që gëzon nderimin e të tjerëve, i nderuar.
2. Që sillet me nderim ndaj dikujt, që nderon të tjerët; i sjellshëm. *Njeri i respektueshëm.*RESTAURIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljevc RESTAUROJ, RESTAU-ROHET. *Restaurim i plotë. Restaurimi i monumenteve (i veprave të artit, i ndërtesavc ). Restaurimi i kapita-lizmit (i rendit borgjez). Koha e restaurimit. Punime restaurimi. Instituti i Mbrojijes dhe i Restaurimit të Monumenteve. Bëjuë restaurime.*
RESTAUROHET *vetv.* 1. Vjcn përsëri në fuqi një rend ose një regjim i përmbysur; rivendoset. *Restau-rohet regjimi i vjetër (kapitatizmi). U restaurua mo-narkia.*
*2. Pës. e* RESTAUROJ. *Restaurohet një pikturë (një urë).*
RESTAUROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Sjell për-sëri në gjendje të mirë një vepsr arti të dëmtuar; e bëj siç ka qenë ose ndreq një monument, një ndër-tesë te lashtë me vlerë etj. *Restauroj një monument (një kështjellë). Restauroj një pikturë.*
2. Sjell prapë në fuqi një rend ose regjim q5 është përmbysur, rivendos. *Restaurojnë kapitalizmin. Res-tauruUn monarkinë.*
RESTAURUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë siç ka qenë më parë ose që është ndrequr; i rindërtuar. *Monument i restauruar. Pikturë (vepër) e restauruar. Shtëpi e restauruar.*
2. Që është kthyer përsëri në fuqi, që është riven-dosur (për një rend shoqëror a regjim politik).
RESTAURUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Specialist për restaurimin e veprave të artit dhe të ndërtimeve të lashta me vlerë. *Restauruesit e muzeut (e institutit).*
*2.* Përkrahës i rivendosjes së një rendi shoqëror a të një regjimi politik të përmbysur.
RESTORANT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Lokal publik ku shërbehet me pagesë për të ngrënë e për të pirë ulur në tryezë. *Restorant i madh (i vogël). Restorant i kategorisë së pare. Gjellë restoranti. Kuzhina e res-torantit. Ha në restorant.*
RESH *jokal.,* ~I, ~UR. I. *vet. veto III.* Bie mbi tokë (për borën ose shiun). *Resh bora. Resh shin. Resh pa pushim.*
*2. kal. fig.* I jap me shumicë mall a plaçkë, mbush plot më të mira. *E reshi më të mira. E reshi shtëpini.*
RESHEDI,~A . *sh.* ~, ~TË *gjell.* Hasude. *Me reshedi e revani.*
RESHEM *vetv.* 1. *vet. veta III shih* RESH i. *Reshet bora (shiu).*
2. *fig.* Mbushem plot me plaçkë e me mall (për një shtëpi).
RESHJE,~T . *vet. sh.* Ujë që bie nga retë si shi, si dëborë ose si breshër. *Reshje atmosferike. Reshje të mëdha (të pakta). Reshje shiu (dëbore, breshri). Sasia e reshjeve. Uji i reshjeve.*
RESHME,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Lloj je-leku i zbukuruar me para të verdha metali, që mbanin me përpara nuset e reja. *Reshme nusesh.*
*2. vet. sh* Zbukurime metali (monedha balcri, ar-gjendi etj.), të kapura në zinxhir, që varnin mbi jelek e në kraharor nuset dhe që tringëllonin kur ecnin; stringla.
RESHPE, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ortek dëbore.
RESHPER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Tregtar i madh; i pasur. *Dyqanet e reshperëve. Familje reshpe-rësh. Jetë reshperi.*
RESHPERI,~A . *vjet. 1.* Tregti e madhc, shitble-rje e gjerë. *Bënte reshperi. Merrej me reshperi.*
*2. përmb.* Tërësia e tregtarëve, tregtarët.
3. *vet. sh.* Mallra tregtie.
RESHPEROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *vjet.* 1. Bëj tregti të gjerë; mbaj lidhje tregtare me dike. *Resh~ peronin me Shkodrën.*
*2. fig.* Shkoj e vij dendur për punë në një vend; ka lëvizje të madhe, ka shumë qarkullim. *Reshperojnë shumë njerëz. Rrugë që reshperon shumë.*
RESHT *kal.,* ~A, ~UR. 1. Mbaj larg, nuk e lë të afrohet, largoj; përzë; i jap një drejtim, e grah nga një anë; e vë përpara. *Resht qentë (pulat). Resht kalin (bagëtinë). I reshti burrat përpara.*
*2.* E rrethoj për ta mbrojtur; ruaj, mbroj. *Resht livadhin (arën, pyllin).*

3. E bëj të qetësohet; e pushoj, e ndal. *Resht fë-mijën. Resht qenin. I reshti gjakun. E reshti sherrin (grindjen).*
*4. jokal.* I bie forca osa vrulli pak nga pak, qetë-sohet, pushon; pushoj së bëri diçka. *Reshti shiu (era, dallga). Reshti zhurma (kënga, dasma, pushka). Reshti fëmija. Reshti së punuari (së foluri, së kërkuari). Nuk reshti gjithë ditën.*
RESHTE,^T . *vet. sh.* Plaçka, rraqe. *Reshtet e shtëpisë.*
RESHTEM *vetv.* 1. Largohem, hiqem mënjanë, i shmangem a i largohem dikujt a diçkaje, pirpiqem:ë mos kem të bëj me të. *reshtem rrezikut. I reshtem një pune. U reshtem teprimeve.*
*2. vet. veta III.* I bie forca ose vrulli pak nga pak, qetësohet, pushon; resht. *U resht zhurma (kënga). V reshtënfëmijët.*
3. *Pës. e* RESHT 2,3.
RESHTJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RESHT, RESHTEM. *Reshtja e zhurmës (e këngës, e dasmës). Reshtja e gjakut.*
*2.* Pushim; qetësim. *Nuk di reshtje. Ka nevojë për reshtje.*
RESHUR (i,e) *mb.* I mbushur plot me plaçkë e me mall, i mbushur më të gjitha të mirat (zakonisht për shtëpinë). *Shtëpi e reshur.*
RETËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT.l.Gjalmë i dredhur prej lëkure, që përdoret për të thurur anash opingat ose për t'i lidhur; dredhë e lëkurtë. *Retër lëkure. Retrat e opingave. Opinga me retra. Lidh retrat.*
*2.* Rrip i hollë e i gjatë prej leshi, liri a pambuku, që përdoret për të lidhur foshnjën në djep; dizgje të holla.
• E bëri retra (fërtele, lakër) *shih te* BËJ 15. U bënë retra *(kryes. për* këpucët, rrobat) u bënë copë-copë, u grisën. M'u be retër m'u ngjit nga pas e nuk m'u nda pa ia plotësuar një kërkesë a një dëshirë, m'u be rrodhe. Shtrëngoj (mbledh) retrat detyrohem të veproj në një mënyrë të caktuar nga nevoja a nga ndonjë shtrëngesë tjetër, mbledh rripat.
RETINË,~A . *anat.* Cipa më e brendshme e kokërdhokut të syrit, që është e ndjeshme ndaj dritësdhejqë ia përçon ndijimin nervit pamor, rrjetëza e syrit. *Retina e syrit. Shëmbëllim në retinë.*
RETORIK,~E *mb. libr.* 1. Që i përket retorikës, i retorikës; që bëhet sipas rregullave të retorikës. *Vcpër retorike. Rregulla retorike. Vjershë retorike. Mjete retorike. Figure retorike. let.* figure që përdoret përit'i dhënë me tepër gjallëri stilit.
2. *fig.* Që është me fjalë e shprehje të fryra, por i varfër në mendime. *Stil retorik. Fjalim retorik.*
Pyetje retorike pyetje që bëhet për t'i tërhequr vëmendjen lexuesit ose dëgjuesit, duke pohuar diçka në trajtën e një pyetjeje, që e ka vetë përgjigjen brenda.
RETORIKË,~A . *libr.* 1. Dija që shtjellon rre-gullat e parimet për të folur bukur e në mënyrë bin-dëse dhe për të ndikuar te njerëzit me anë të fjalës; mjeshtëria e gojëtarisë. *Rregullat (parimet) e retorikës. Libri i retorikës. Studimi i retorikës.*
2. *fig. keg.* Retorizëm. *Flet (shhruan) pa retorike. Ka shumë retorike.*
RETORIZËM,~MI *m. libr.* Përdorimi në të shkru-ar a në të folur i një stili të fryrë me fjalë e shprehje të raëdha e të bukura, me figura të tepruara, por pa përmbajtje të thellë. *Retorizëm i rëndë. Lufta kundër retorizmit.*
RETROSPEKTIV,~E *mb. libr.* Që merret me shqyrtimin ose me paraqitjen e dukurive a të ngjar-jeve të së kaluarës, që i kthehet së kaluarës; prapa-veshtrues. *Vështrim (studim) retrospektiv. Bibliografi retrospektive. Paraqitje retrospektive. Ekspozitë retrospektive.*
RETROSPEKTIVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* Vështrim a paraqitje e dukurive, e veprave ose e ngjarjeve të së kaluarës; kthimi në diçka të së kaluarës. *Retrospektivat e një vepre letrare. Shikim në retrospektive.*
RETUSH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Ndreqje e nolle e me mjeshtëri, që i bëhet një fotografie, një filmi, një pikture ose diçkaje tjetër të vizatuar a të shtypur për ta përmirësuar. *Retush i mirë fi hollë, i dobët). Fotografi (klishe) me retush. Reparti i retushit. Bëj retushe.*
RETUSHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RETUSHOJ, RETUSHO-HET. *Retushimi i fotografisë. Retushimi i pikturës. I bënë dy retushime.*
*2'.* Vendi i ndrequr në një fotografi, film, pikturë a në diçka tjetër të vizatuar ose të shtypur.
RETUSHOHET *spec. Pës. e* RETUSHOJ.
RETUSHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *spec.* I bëj ndiyshime a përmirësime të iméta një fotografie, një filmi, një pikture ose diçkaje tjetër të vizatuar a të shtypur, duke e ndrequr hollë e me mjeshtëri. *Retushoj negativin (pozitivin) e një fotografie. Retushoj një pikturë. Retushoj me penel (me laps).*
REUMATIK,~E *mb. mjek.* 1. Që ka të bëjë me reumatizmin, që shkaktohet nga reumatizmi. *Sëmundje reumatike. Dhimbje reumatike.*
*2.* Që vuan nga reumatizmi. *Njeri reumatik.*
3i *Përd. em. bised.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.
REUMATIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT
*mjek.* Sëmundje që shfaqet në kyçet e gjymtyrëve, në muskuj ose në pjesë të tjera të trupit dhe që sho-qërohet me dhimbje, më të therura dhe me ënjtje. *Reumatizëm i forte (i rëndë). Reumatizëm në gju (në kyçe). Vuan nga reumatizmi.*
REVAN,~I *m.* 1. Vrap i kalit me hapa të shpejtë, të vegjël, duke hedhur një here këmbët e njerës anë dhe një here të anës tjetër. *Revan i lehtë. Ecën (ikën) me revan. E nget me revan. I dha revan. Mori revan.*
*2. fig.* Shpejtim për të bërë diçka ose për të shkuar diku, nxitim, vrap; ngut. *Ikën me revan. E marr (e zë) me revan. la pres revanin.*
•*k* Ka marrë revan ka hyrë në një rrugë jo të mirë dhe ecën i papërmbajtur. S'mëson kali revan në ple-qëri *fj. u.* thuhet për diçka që i ka kaluar koha dhe nuk mund të bëhet me.
REVAN *ndajf.* 1. Me revan, me hapa të shpejtë e të vegjël (për kuajt). *Ikën (ecën) revan. E ngas (e lëshoj) revan.*
*2.* edhe *fig.* Me ngut, duke u nxituar tepër, me vrap. *Eci revan. Ikën revan.*
REVANI,~A . *sh.* ~, ~TË *gjell.* Ëmbëlsirë që bëhet me miell, me gjalpë, me vezë e me sheqer dhe që, pasi piqet në furrë, zakonisht mbytet me sherbet; një cope nga kjo ëmbëlsirë. *Revani me kos. Tepsi me revani. Bëj një revani. Ha një revani.*
•*k* Ka (kërkon të ketë) njërën dorë në baklla?a dhe tjetrën në revani *përb. shih te* DORË,~A.
REVANSHIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Pët-krahës i revanshizmit. *Revanshistët gjermanë. Planet e revanshistëve. Qëllimet e revanshistëve.*

REVANSHIST,~E *mb. keq.* Që synon të rimarrë me luftë tokat e pozitat e humbura në luftërat e më-parshme dhe të hakmerret ndaj kundërshtarëve; që ka të bëjë me revanshistët, që u përket revanshistëve, i revanshistëve. *Forca revanshiste. Politikë (veprim-tari) revanshiste. Ushtri revanshiste. Plane revanshiste.*

REVANSHIZËM,~MI *m. keq.* Politika që ndjekin e synimi që kanë qarqet reaksionafe të një vendi për të rimarrë me luftë tokat e pozitat e humbura në luftërat e mëparshme dhe për t'u hakmarrë ndaj kundërshtarëve. *Revanshizëm militarist. Revanshizmi gjerman.*

REVISTË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Botim periodik, që përmban artikuj, studime dhe shkrime të tjera për një fushë të caktuar ose me karakter të përgjithshëm; e përkohshme. *Revistë mujore (e për-muajshme, e përjavshme, e përdyjavshme). Revistë letrare (shkencore, kulturore, politiko-shoqërore, sa-tirike). Revistë e ilustruar. Redaksia e revistës.*

2. Emision i posaçëm përmbledhës i lajmeve, që jepet me anën e radios e të televizionit, zakonisht ne mbrëmje. *Revista radiofonike e mbrëmjes. Revista televizive.*

REVlSTË,~A ii . Rreshtim i trupave ushta-rake për inspektim para fillimit të një parade; rojë nderi e rreshtuar për të pritur a për të përcjellë një personalitet të shquar. *Kaloi në revistë.*

REVIZION,~I *m. sh.* ->E, ~ET *libr.* 1. Shqyr-timi dhe kontrollimi i veprimtarisë ekonomike e financiare të një ndërmarrjeje ose të një punonjesi për të gjetur dhe për të mënjanuar të metat. *Revizionifinanciar. Organet (grupet) e revizionit. Ushtroj re-vizion. Shkoj për revizion.*

2. Rishikim i diçkaje për të bërë ndryshimet ose ndreqjet e nevojshme. *Revizioni i vendimeve.*

REVIZIONIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REVIZIONOJ, REVIZIO-
NOHET. *Revizionimi i llogarisë (i dokumenteve). Revizionimi i kufirit. Revizionimi i përgjithshëm (i mesëm) i automjeteve. Revizionimi i vendimeve. Revizionimi i tezave (i teorisë, i parimeve). Plani i revi-zionimit. Komisioni i revizionimit* organ në një orga-nizatë politike, që shqyrton mënyrën e zgjidhjes së çështjeve nga organet drejtuese, t;ështjet e anëta-rëve të organizatës dhe veprimtarinë e saj financiare.

REVIZIONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Përkrahës i revizionizmit, ai që ka tradhtuar marksizëm-leninizmin dhe që ndjek rrugën e revizionizmit; agjent i bor-gjezisë dhe i imperializmit në lëvizjen komuniste, që fshihet prapa frazave revolucionare marksiste. *Re-vizionistët e vjetër (e rinj, e sotëm, modernë). Revi-zionistët jugosllavë (sovjetikë, kinezë). Krerët e re-vizionistëve. Mbledhje revizionistësh.*

REVIZIONIST,~E *mb.* Që ndjek dhe përkrah revizionizmin; që shpreh idetë e revizionizmit ose që është veçori dalluese e tij; që mbështetet në revizionizmin ose që përbëhet prej revizionistësh. *Parti (qeveri, klikë, udhëheqje) revizioniste. Shtet (vend) revizionist. Grup revizionist. Ideolog (shkrimtar) re-vizionist. Politike (ideologji, teori, vijë) revizioniste. Degjenerimi revizionist.*

REVIZIONIZËM,~MI *m.* Rrymë ideologjike e politike borgjeze, oportuniste e antimarksiste, që lindi në fund të shekullit XIX! në gjirin e lëvizjes komuniste ndërkombëtare dhe që u përpoq të ri-shikonte bazat e parimet themelore revolucionare të marksizëm-leninizmit, sidomos teorinë marksiste mbi luftën e klasave, mbi revolucionin socialist, mbi diktaturën e proletariate e mbi partinë e tipit të ri dhe t'i zëvendësonte ato me teori reaksionare e anti-shkencore, të cilat kanë për qëllim të përjetësojnë sundimin e kapitalizmit ose ta rikthejnë atë në vendet ku është përmbysur. *Revizionizmi modern* revizioniz-mi, që lindi pas Luftës së Dytë Botërore dhe që në disa vende ka në duar pushtetin, të cilin e përdor kundër komunizmit dhe revolucionit. *Revizionizmi jugosllav (sovjetik, kinez). Revizionizmi ndërkombëtar. Lufta kundër revizionizmit. Shpartallimi i revizionizmit.*

REVIZIONOHET. *Pës. e* REVIZIONOJ.

REVIZION,OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Shqyrtoj dhe kontrolloj veprimtarinë ekonomike e financiare të një ndërmatrjeje ose të një punonjësi për të gjetur dhe për të mënjanuar të metat. *Revizionoj llogarinë. Revizionoj ndërmarrjen.*

2. Rishikoj diçka për të bërë ndryshimet ose ndreqjet e nevojshme, *Revizionoj normat. Revizionuan vijën e kufirit.*

3. Rishikoj parimet ose tezat themelore të një teo-rie ose rryme filozofike e politiko-shoqërore për të bërë ndryshime, të cilat i prekin dhe i shtrembërojnë këto parime e teza themelore, duke e mbuluar këtë nën petkun e zhvillimit kiijues në kushtet e reja. *Përpiqen të revizionojnë marksizmin. Revizionojnë teorinë (parimet).*

4. *tek.* Zbërlhej pjesërisht ose tërësisht një makinë
a një motor për ta ndrequr e për t'i zëvendësuar pjesët e dëmtuara. *Revizionoj një kamion. Revizionoj motorin.*

REVIZOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës i kon-trollit financiar, që bën revizionin. *Revizor i mi:;istrisë (i bankës, i ndërmarrjes, i kooperativës). Detyra e re-vizorit.*

REVIZORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* RE-VIZOR,~I.

REVOKfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REVOKOJ, REVOKO-
HET. *Revokimi i deputetit (i kandidatëve). Revokimi i dekretit (i vendimit, i urdhëresës). Propozimi për revokim. Ushtroj të drejtën e reVokimit.*

REVOKOHET *drejt. Pës. e* REVOKOJ.

REVOKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *drejt.* I heq tu drejtën për të vazhduar detyrën, për të cilën është zgjedhur ose ngarkuar; shpall të pafuqishem, hcq, shfuqizoj. *Revokoj deputetin. Revokoj një anëtar të këshillit popullor. Revokoj vendimin (urdhrin).*

REVOKCESHËM (i), ~ME (e) *mb. drejt.* Që mund të revokohet. *Funksionar i revokucshëm. Ve-ndim (urdhër) i revokueshëm.*

REVOLE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *bised.* Armë zjarri e brezit, me tytë të shkurtër, më të cilën mund të shtiem disa here rresht pa qenë nevoja ta mbushim për çdo të shtënë; pistoletë, revolver. *Doreza (gryka) e re-voles. Këllëfi i revoles. Fishekët e revoles. Krisma e revoles. E qëlloi me revole. Nxori revolen. Me revole në dorë.*

• E do me revole (me kobure) kokës *shih te* KO-BURE,~JA.

REVOLTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kundërshtim i një grupi njerëzish, që shpërthen me zemërim e me dhune kundër pushtetit politik ose kundër rendit në fuqi; kryengritje (zakonisht në vendet me sistem shtypës e shfrytëzues). *Revoltë popultore. Revoltë kun-dërrevolucionare. Revoltë e ushtarëve (e studenlëve). Revolta e një krahine.*

*Organizatorët (udhëheqësit) e revoltës. Shpërthimi i revokes, Shtypën revoltën. Ngrihen në revoltë.*
*2.* Zemërim që shfaqet me force kundër dikujt a diçkaje, ndjenja e pakënaqësisë që shpërthen ose që shprehet me force kundër dikujt a diçkaje. *Revolta e shkrimtarit. Flet me revoltë.*
REVOLTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REVOLTOJ, REVOL-TOHEM. *Revoltimi i masave. Revoltimi kundër imperializmit. Ndjenja e revoltimit. Shenja revoltimi. Shkakton revoltimin e dikujt.*
REVOLTOHEM *vetv.* 1. Zemërohem shumë kundër dikujt a për diçka, shfaq me force zemërimin dhe pakënaqësinë kundrejt dikujt a për diçka. *Re-, voltohem me (pa) të drejtë.*
2. Ngre krye, bëj revoltë (zakonisht në vendet me sistem shtypës e shfrytëzues).
REVOLTOJ *kal.,* ~OVA, ~>ÇAR. I ngjall zemërim a pakënaqësi të madhe kundër dikujt a diçkaje, e bëj të zemërohet shumë. *E revoltoi jashtë mase. Me revoltoi sjellja e tij.*
REVOLTËAR (i,e) *mb.* 1. Që është zemëruar shu-me kundër dikujt a diçkaje; që shpreh zemërim e pakënaqësi të thellë kundër dikujt a për diçka. *Njeri i revoltuar.*
2. Që ka ngritur krye kundër dikujt a diçkaje (za-konisht në vendet me sistem shtypës e shfrytëzues). *Studentët e revoltuar. Masai e revoltuara.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.
REVOLTUES,~E *mb.* Që ngjall zemërim e pakënaqësi të madhe, që të bën të kundërveprosh me zemërim. *Qëndrim revoltues. Politikë revoltuese. Sjellje revoltuese.*
REVOLUCION,~I *m. sh.* ~^E, ~ET. 1. Përmbysje me dhune e një rendi shoqëror, politik dhe ekonomik që i ka kaluar koha dhe vendosja e një rendi të ri shoqëror, që sjell në fuqi një klasë të re, përparimtare e që zgjidh kontradiktën ndërmjet forcave prodhuese e marrëdhënieve në prodhim. *Revolution i niadh (i thellë). Revolucion borgjez (demokratik, antiimperia-Jist, popullor). Revolucion socialist (proletar)* shkalla më e lartë e luftës së klasës punëtore, që bëhet nën udhëheqjen e partisë marksiste-leniniste, si rruga *e* vetme për përmbysjen e kapitalizmit dhe për ndër-timin e socializmit nëpërmjet vendosjes së diktaturës së proletariatit. *Fitorja e revolucionit. Zjarri i revolucionit. Flaka e revolucionit. Valët (dallgët) e reVolu-cionit, Detyrat e revolucionit. Çështja e revolucionit. Ushtar i revolucionit. Përhapja (shtrirja) e revolucionit. Fillimi i revolucionit. Shpërthimi (thellimi, dështimi) i revolucionit. Bëj revolucion.*
2. Veprimtaria revolucionare për të ndryshuar rrënjësisht anët e ndryshme të ekonomisë e të super-strukturës së vjetër që'zhvillohet pas marrjes së push-Ietit pga klasa punëtore dhe vendosjes së diktaturës së proletariatit dhe që ka për qëllim zhdukjen e mbe-turinave të kapitalizmit në çdo fushë, fitoren për-fundimtare të socializmit dhe shmangien e rivendos-jes së; kapitalizmit. *Revolucioni ideologjik e kulturor. Revolutions në bujqësi (në fshat).*
3. Pushteti revolucionar dhe forcat revolucionare. *Fitorja e revolucionit mbi reaksionin. Përkrahësit e revolucionit.*
*4.* Fitoret dhe arritjet në luftën revolucionare të klasës punëtore pas marrjes së pushtetit politik. *Stafeta e revolucionit. Në rojë të revolucionit. Mbroj-më revolucionin. I shërbejmë revolucionit.*
5. Kthesë rrënjësore në një fushë të dijes, të pro-dhimit', të teknikës, të shkencës, të artit etj. *Revolution ekonomik. Revolucion tekniko-shkencor. Revolucion industrial. Revolucion politik (ideologjik).*
6. *filoz.* Kalimi nga cilësia e vjetër në cilësinë e re, i cili bëhet ne mënyrë dialektike me hop; forme e zhvillimit dialektik, kur ndryshimet sasiore kalojnë me hop në ndryshime cilësore; ndryshim rrënjësor në një proces zhvillimi, që dallohet nga evolucioni. *Evolucioni dhe revolucioni.*
REVOLUCIONAR,~I *m. sh.* ~-'Ë, ~'ËT. 1. Ai
që merr pjesë gjallërisht në një lëvizje ose luftë revolucionare; ai që i kushtohet tërësisht çështjes së revolucionit. *Revolucionar i madh (i vërtetë, i shquar, i vendçsur). Revolucionar profesionist. Revolucionar proletar. Çerdhe revolucionarësh.*
*2.* Luftëtar i paepur dhe i vendosur për ta çuar deri në fund çështjen e klasës punëtore dhe të partisë së saj në çdo fushë të jetës. *Revolucionar i vendosur (i paepur, i vërtetë). Shpirt revolucionari. Të mendoj-*
*më, të jetojmë dhe të punojmë si revolucionare!* 3. Ai që bën një kthesë rrënjësore në një fushë të dijes, të prodhimit, të teknikës, të artit etj.
REVOLUCIONAR,^E *mb. 1.* Që ka për qëllim kryerjen e revolucionit, që çon në revolucion; që bëhet sipas parimeve dhe kërkesave të revolucionit; i revolucionit. *Lufta revolucionare. Lëvizje revolucionare. Forcat revolucionare. Situate (gjendje) revolucionare. Rrugë (zgjidhje) revolucionare. Shndërrim revolucionar.*
*2.* Që mbështet e përfcrah revolucionin; që ka ose që shpreh idetë e revolucionit, që përshkohet nga fry-ma e revolucionit; që është për revolucionin. *Klasë (parti, organizatë) revolucionare. Popull (brez) revolucionar. Çerdhe (vatër) revolucionare. Demokrat revolucionar. Teori (praktikë) revolucionare. Letërsi (këngë, mu2ikë) revolucionare. Art Çshtyp) revolucionar. Botëkuptim (mendim) revolucionar. Edukim revolucionar. Përmbajtje revolucionare.*
3. Që është vendosur nga revolucioni, që ka dale nga revolucioni, që i shërben revolucionit. *Pushtet revolucionar. Qeveri revolucionare. Këshill (komitet) revolucionar. Diktaturë revolucionare. Ligje revolucionare. Gjykatë revolucionare.*
4. Që është veçori dalluese për revolucionarët; që është i paepur dhe i vendosur deri në fund. *Qëndrim (shpirt) revolucionar. Ndërgjegje (frymë, vendosmëri, sjellje) revolucionare. Kritikë (autokritikë) revolucionare. Hov revolucionar. Vetëntohim revolucionar. Stil revolucionar. Metodë revolucionare. Përshëndetje revolucionare.*
5. Që sjell ndryshime rrënjësore në një fushë të caktuar, që ndryshon rrënjësisht diçka duke e shpënë shumë me përpara; i guximshëm. *Kthesë revolucionare.*
REVOLUCIONARIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve REVOLUCIONARIZOJ, REVOt,U-
CIONARIZOHEM. *Revolucionarizimi i thellë (i më-tejshëm, i gjithanshëm, i Vazhdueshëm, i pandërprerë). Revolucionarizimi i partisë (i pushtetit). Revolucionarizimi i njerëzve (i ndërgjegjes, i jetës). Revolucionarizimi i shkollës (ipunës, iprodhimit). Revolucionarizimi i metodave. Procesi i revolucionarizimit. Në rrugën e revolucionarizimit të... Bëj revolucionarizimin e...*

REVOLUCIONARIZOHEM *vetv.* 1. Ngre në një shkallë më të lartë frymën dhe mënyrën revolucionare të punës, filloj të mendoj e të veproj në mënyrë me revolucionare. *Revolucionarizohet klasa punëtore.*
*2. Pës. e* REVOLUCIONARIZOJ.
REVOLUCIONARIZOJ *kal,* ~'OVA, ~UAR.
1. Zhvilloj e ngre në një shkallë më të lartë frymën e mënyrën revolucionare të punës në çdo fushë të veprimtarisë e të jetesës, me qëllim që të zhduket çdo mbeturinë e huaj e së kaluarës, të sigurohet ecja e pandërprerë në rrugën e revolucionit socialist dhe të shmanget rreziku i rivendosjes së kapitalizmit; i fut frymën revolucionare, e bëj me revolucionar. *Revolucionarizojmë partinë (pushtetin). ReVoluciona-rizojnë njerëzit (ushtrinë, rininë). Revolucionarizojnë ndërgjegjen. Revolucionarizojnë metodën (stilin, punën). Revolucionarizuan shkollën.*
*2.* E shndërroj në mënyrë rrënjësore e të thellë, e bëj të zhvillohet në një mënyrë cilësisht të re. *Revolucionarizojnë prodhimin. Revolucionarizojnë artin (letërsinë).*REVOLUCIONARIZUES,~E *mb.* Që ka për që-llim revolucionarizimin e mëtejshëm, që i shërben revolucionarizimit. *Ide (luftë, lëvi;je) revoluciona-rizttese. Menclim (ndikim, rolj revolucionarizues.*
REVOLUCIONIM,~I *m. shih* REVOLUCIONA-RIZIM,~I.
REVOLUCIONO.T *kal.,* ~OVA, ~tAR. *shih* REVOLUCIONARIZOJ.
REVOLVER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* REVOLE, —'JA. *Revolver me (pa) mulli. Tyta e revolverit.*
REZE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Rrip i shkurtër prej hekuri me një grep, që mbiirthehet në derë, në dritare a në dollap për ta mbajtur këtë mbyllur duke e futur grepin në një unazë. *Rezja e derës. Re~el e dritareve. Vë (heq) rezen.*
2. Unazë e vogël hekuri, në të cilën kapet a varet diçka. *Rezja e rripit. Rezja e ziles.*
• I vuri (i hodhi) rezen shtëpisë (derës) vdiq pa lëne njeri pas, e mbylli derën.
REZERVAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Krahinë ose pjesë e caktuar e një vendi, në të cilën ndalohet gjuetia e kafshëve dhe dëmtimi i bimëve me qëllim që të ruhen në gjendje natyrore. *Rezervat i rrerhuar. Rezervat i drurëve (i bimëve). Rezervat i kafshëve (i shpendëve). Rezervati i gjuelisë.*
2. Krahinë ose qendër banimi, në të cilën janë të detyruara me force të jetojnë të veçuara popullsitë anase në disa shtëte raciste dhe imperialiste. *Rezervatet për indianët. Rezervatet për zezakët.*
REZERVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Sasi ushqi-mesh, mallrash, lëndësh ose mjetesh, që vihet mënja-në për ta përdorur kur të dale nevoja. *Rezerva ush-qimore. Rezerva monetare. Rezerva dimërore. Rezervë e paprekshme. Rezerva shtetërore. Rezervat e miellit (e drithërave, e prodhimit, e letrës, e municioneve, e arit). Krijimi (shtimi, pakësimi) i rezervës. Grumbu-lloj rezerva. Mbaj (përdor) rezervat. V mbarua rezerva.*
2. Slasi e madhe lëndësh të para ose burimesh nën-tokësore që ende nuk janë shfrytëzuar. *Reierva natyrore. Rezerva ujore. Reierva gjeolog)ike. Rezerva mineralesh.*
3. *përmb. usht.* Pjesë e qytetarëve, që zakonisht e kanë bërë shërbimin ushtarak dhe që vazhdojnë përgatitjen për periudha të shkurtra ose që thirren nën armë në rast nevoje. *Ushtar (oficer) i rezervës. Thirrja e rezervës. Stërvitja e rezervës. Dolt në rezervë.*
4. *usht.* Trupa ushtarake të armëve të ndryshme, që mbahen mënjanë nën urdhrat e komandës për t'i hedhur në luftim në çastet vendimtare ose për të sprap-sur goditjet e befasishme të armikut. *Rezerva e për-gjithshme. Rezerva e ariilerisë. Trupat (repartet) e rezervës. Hedh në sulm rezervën.*
5. *sport.* Lojtarë që përgatiten dhe përdoren për të zëvendësuar lojtarët e skuadrës kryesore në rast nevoje. *Ndeshja e rezervave. Rri rezervë.*
*6.* Mundësi e brendshme, që nuk është shfrytëzuar plotësisht dhe që përbën një burim të rëndë-sishëm për përmirësimm e mëtejshëm të një pune a veprimtarie. *Rezervat e brendshme. Rezerva materiale (njerëzore). Zbulinti i rezervave. Shfrytëzimi i të gji-tha rezervave. Ka rezerva. Planifikoj pa rezerva.*
7. *fig.* Burim nga ku nxirren forca të reja njerë-
zore. *Rezervë luftarake. Rezervë e klasës punëtore. Rinia — rezervë e partisë. Shkolla e rezervave të punës. vjet.* shkollë e ulët profesionale, ku përgatiteshin punëtore të kualifikuar.
8. *fig.* Mendim ose qëndrim, i cili përmban një vërejtje a një dyshim për dike a për diçka; ngurrim për ta miratuar ose për ta pranuar diçka plotësisht. *Shfaq rezerva. Mbaj (kam) rezerva. Pranoj (them, flas) me rezervë.*
9. *përd. mb.* Që ndahet mënjanë për ta përdorur kur të jetë e nevojshme. *Trupa rezervë. Lojtar (fut-bullist) rezervë. Fond rezervë. Makinë rezervë. Mjete rezervë.*
*k* Pa rezerva më të gjitha forcat, me gjithë shpirt, pa kursim.
REZERVIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve REZERVOJ, REZERVOHEM.
*Rezervimi i ushqimeve. Rezervimi i vendeve.*
REZERVIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Ai që zakonisht e ka bërë shërbimin ushtarak dhe që thirret në ushtri për periudha të shkurtra ose në rast nevoje, ushtarak i rezervës. *Thirrja (stërvitja) e rezervistëve. Mobilizimi (grumbullimi) i rezervistëve.*
REZERVIST,~E *mb. usht.* Që thirret në ushtri për periudha të shkurtra pas kohës së mbarimit të shërbimit ushtarak; që përbëhet prej rezervistësh. *Ushtar (kuadër, oficer) rezervist. Trupa (njësi) re-zerviste,*
REZERVOHEM *vetv. libr.* 1. Përmbaj veten e nuk i shpreh mendimet hapur, nuk e them gjithçka, nuk i hapem plotësisht dikujt, nuk shprehem krejt çiltas. *Rezervohem të flas. RezerVohu me të! Mos u rezervo me ne!*
*2.* Punoj pa i vënë të gjitha forcat.
3. *Pës. e* REZERVOJ.
REZERVOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr. I.* Heq, ruaj mënjanë diçka ose një pjesë të saj për ta perdorur në një kohë a rast tjetër; lë, ruaj diçka për një tjetër që do të vijë me vonë. *Rezervoj ushqime. Rezervoj një biletë. Rezervoj një tryezë në restorant (për dike). Rezervoj dy vende në teatër.*
*2.* Mbaj, ruaj një mundësi a të drejtë për ta përdorur me vonë. *Rezervoj të drejtën të flas një here tjetër.*
REZERVUAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *tek.* Enë e madhe e mbyllur ku grumbullohet për t'u ruajtur një lëng a një gaz; pellg i gjerë ku grumbullohet ujë. *Rezervuar natyror. Rezervuarë metalikë. Rezer~ vuar nafte (uji). Rezervuar kullimi. Penda (diga) e rezervuarit. Derdhet në rezervuar.*

2. *fig. libr.* Burim nga ku merret me shumicë diçka. *Deti — rezervuari kryesor ijodit. Libri — rezervuar dijesh.*

REZERVCAR (i,e) *mb. libr.* 1. Që është i përmbajtur, që mban rezerva; që nuk i hapet plotësisht dikujt, që nuk shprehet krejt çiltas; i mbyllur. *Njeri i rezervuar. Qëndrim i rezervuar. Rri i rezervuar.*

2. Që është i zënë, i ruajtur që më parë për një njeri tjetër. *Vend i rezervuar. Tryezë e rezervuar. Mall i rezervuar.*

REZIDENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* Vendi ose ndërtesa ku qëndron në mënyrë të përhershmeqeveria, kryetari i shtetit ose një zyrtar i lartë; seli. *Rezidenca e qeverisë (e presidentit). Rezidenca e de-legdcionit* ndertesa e caktuar për një delegacion të shkallës së lartë. *Zgjedh (caktoj) rezidencën.*

REZIL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised. shar. 1.* Njeri i paoipa e i pafytyrë, njeri i poshtër. *Mos rri me atë rezil!*

*2. si mb.* ~, —E. I pacips e i pafytyrë, i poshtër.

^ E bëri rezil e shau rëndë para të tjerëve për diçka të keqe që kishte bërë, i mori fytyren, e poshtëroi, e turpëroi para të tjerëve.

RËZISTENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. nj. fiz., tek.* Qëndrueshmëria e një trupi për të për-balluar një force që ushtrohet mbi të. *Rezistencë e tnadhe (e ulët). Rezistencë mekanike Cfizike, kimike). Rezistenca e betonit (e gëlqerorëve, e rërës). Rezistenca në shtypje (në përdredhje). Kufiri i re;istencës. Rezistenca e materialeve* shkenca që studion qëndrueshmë-rinë dhe shtrembërimet që pësojnë lëndët e pjesët e ndërtimit të makinave, të ndërtesave etj.

2. *elektr.* Pengesa që i paraqet një trup rrymës elektrike kur kjo kalon nëpër të. *Rezistenca elektrike. Rezistenca e harkut (e qarkut). Rezistenca e përçuesit. Mat rezistencën.*

3. *elektr.* Përçues me një qëndresë të caktuar kun-drejt Irrymës elektrike, i cili përdoret në pajisjet e ndry-shme! ose psr ngrohje. *Rezistencat e radios (e tele-vizorit). Rezistenca e ngrohësit (e furnelës). I vë një rezistencë. Lidh rezistencën. V dogj rezistenca.*

*4.* Qëndresë e armatosur kundër një sulmi ose kundër shtypjes; kundërshtim i vendosur. *Rezistencë e vendosur (e forte, heroike). Rezistenca popullore (e masaye, e forcave demokratike). Rezistencë aktive (pasive). Lëvizja (grupet) e rezistencës. Vatra të re-zistencës. Has (ndesh) në rezistencë. Bëj rezistencë* kundërshtoj.

5. Qëndrueshmëria e një organizmi. *Rezistenca e organizmit. Rezistenca e sportistit. Rezistenca ndaj sëmuridjes. Nuk ka rezistencë. Fiton rezistencë.*

REZISTOJ *leal.,* ~OVA, ~IJAR. 1. *vet. vet a III.* I qëndron një force a një ndikimi të jashtëm; duron. *U reziston goditjeve. I reziston lagështirës (zjarrit, ujit).*

2. I bëj ballë një veprimi të jashtëm; duroj, qën-droj (për një organizëm). *reziston të ftohtit (vapës, lodhjes). U rezistoi Vështirësive (torturave).*

3. I qëndroj me armë një sulmi ose shtypjes; kundërshtoj me force, praps me vendosmëri; nuk pranoj diçka ose nuk i nënshtrohem dikujt a diçkaje. *U rezistoi suhneve të armikut. U rezistoi kërcënimeve të dikujt. Rezistoj kundër shtypjes.*

4. Nuk e lë veten të me pushtojë një ndjenjë ose një dëshirë që me tundon; e përmbaj veten, qëndroj. *U rezistoj tundimeve të dëmshme.*

5. *Met. veta III.* E kapërcen një prove të gjatë, mbi-jeton. *rezistoi kohës.*

REZMISHTA,~T . *vet. sh.* Hunjtë në të dy anët e qerrles. *Mbahet pas rezmishtave.*

REZOLUCION,~I *m. sh.* ~E, ~>ET. *shih* RE-ZOLUTË,-~'A. *Rezolucioni i mbledhjes.*

REZOLUTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vendim me shkrim që merret në fund të punimeve të një kon-gresi, të një konference etj. *Rezoluta e Kongresit të Partisë. Rezoluta e Kongresit të Drejtshkrimit të Gju-hës Shqipe. Rezolutë proteste. Projekti i reiolutës. Parashtrimi (miratimi) i rezolutës. Lexoj (ncnshkruajT rezolutën.*

REZON'ANCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *i. fiz.* Ri-kumbim.

2. *fig. libr.* Jehonë.

REZONATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *spec.* Ri-kumbues.

REZULTANTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *spec.* Force, veprimi i së cilës është i barabartë me veprimin e njëkohshëm të disa forcave të tjera të zbatuara së bashku mbi një trup; shumë gjeometrike e dy ose e me shumë vektorëve. *Rezultantja e dy forcave pa-ralele. Gjej rezultanten.*

*2. fig.* Pasojë, rrjedhim i shumë faktorëve të tjerë, që veprojnë së bashku. *Rezultante e përbashkët. Rezultantja e forcave (e faktorëve, e përpjekjeve).*

REZULTAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ajo që del nga një veprim, nga një punë, nga nje shqyrtim, nga një shkak etj.; përfundim; pasojë, rrjedhim. *Re-zultat i mirë (i rëndësishëm, i kënaqshëm, i plotë, i pakët, i dobët). Rezultat praktik (logjik, konkret). Rezultatet e punës (e luftës, e përpjekjeve). Rezultatet e zgjedhjeVe (e provimeve, e provave). Pa rezultat* pa ndonjë përfundim; i kotë. *Shpall (nxjerr) rezultatet. Jep rezultate.*

*1. kryes. sh.* Arritje; përfundimi me sukses. *Rezultate të mëdha (të shkëlqyera, të dukshme). Rezultatet e shkencës. Me rezultate* me suksese, me për-fundime të mira. *Ka mjaft rezultate. Dolën me rezultate.*

3. *sport.* Përfundimi i një ndeshjeje, i një gare etj. *Rezultat i bardhë (zero). Rezultat i mirë (i lartë, i keq, i thellë, i shtrënguar). Rezultat i ndeshjes (i ga-rës). Përmirësimi i rezultatit. Fitoi (e mundi, e mbylli, përfundoi) me rezultat in 2 me* 1.

• Si rezultat *libr.* si rrjedhim, si pasojë; si përfundim.

REZULTON *jokal,* ~OI, ~UAR *libr.* Del si përfundim. *Nga sa u tha, rezulton se... Siç rezultoi edhe nga mbledhja...*

REZHDAK,~E *mb.* Që ka rezhda në gushë, va-thatore. *Dhi rezhdake.*

REZHDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gath, vastalc i disa drurëve; lëvare, resë. *Rezhdat e arrës (e lajthisë, e dëllinjës).*

*2-* Kokërr mani e papjekur. *Rezhda mani.*

3. Lapë që i varet dhisë nën gushë, vath; emri " dhisë që ka dy vathë nën gushë. *Dhi me rezhda.*

4. Fije rrecke, leckë; thekë që varen anës një rro-be. *Rezhdat e shamisë (e bohçes).*

5. *vet. sh.* Bishtajat që mbeten pasi u hiqen kokrrat; lëmishte, mbeturina. *Rezhdat e fasuleve. Mullar me rezhda. Rezhda zdrukthi* bluashkat që nxjerr zdrukthi.

• Lule rezhde *bot. shih te* LULE,~JA.

REZHGË,~A *sh.* ~A, ~AT. Zgavër e ho-jeve të mjaltit.

RËFYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gdhe në dru, bërdokull.

RËKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Radhiqe, rcsë.RËKOSH,~I *m,* Djathë i bërë prej qumështi që nuk i është marrë gjalpi.
RËNDEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. I bëhem barrë dikujt, i rëndohem, e bezdis. *Nuk i rëndem njeriu. I rëndej edhe vetja.*
2. *vet. veto III.* E kam të vështirë ta bëj e ta mbaj diçka, e ndiej si barrë, nuk e bëj me dëshirë. *Iu rend puna. Na është rëndur kjo rrugë. Me rëndet ta bëj. I rëndet edhe këmisha në trup.*
• I rëndet (i rëndon) dheut *shift te* RËNDOJ.
RËNDESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *fiz.* Forca që i tërheq gjithë trupat drejt qcndrës së Tokës; gra-vitet. *Forca e rëndesës. Fusha (qendra) e rëndesës. Ligji i rëndesës.*
2. *vjet.* Taksë.
RENDË,~A (e) . *euf.* Ajo punë, ajo e tokës, epilepsia-. *E zu e rënda.*
RËNDË,~T (t") *as.* 1. Peshë, rëndësi. *heq (i mbaj) të rëndet. U shkarkua (u lehtësua) nga të rëndet. Çalon nga të rëndet.*
2. *bised.* Të flkët, të hollët. *ra të rëndet.*
• Të rëndet e dbent *euf.* ankthi. I çobet të rëndet i vjen për të vjellë.
RËNDË (i,e) *mb.* 1. Që ka peshë të madhe, që rëndon shumë; *kund.* i lehtë. *Gur (dru) i rëndë. Arkë e rëndë. Thes fdollap) i rëndë. Trup i rëndë. Këpucë (çizrne) të rënda. Ngarkesa Çpesha) të rënda. Bëhet i rëndë* rëndohet, peshon shumë. *Peshë e rëndë. sport.* ndarje ku bëjnë pjesë sportistë që peshojnë nga 90 deri 110 kg (në mundje e në ngritje peshash) dhe 81 kg e lart (në boks). *Guri është i rëndë në vend të vet. fj. u.*
2. *tek., usht.* Që ka përmasa të mëdha e fuqi të madhe; që shërben për të mbartur ngarkesa të mëdha (për mjetet e transportit); që ka force goditëse të madhe dhe armatim të fuqishëm; *kund.* i lehtë. *Makina (plugje) të rënda. Traktor i rëndë. Artileri e rëndë. Top (mitraloz) i rëndë. Tank i rëndë. Botnbardues i rëndë. Këmbësori e rëndë. Kamionë të rëndë. Kafshë të rënda.*
3. Që bëhet duke rënduar shumë, me force a me zhurmë; që nuk hidhet a që nuk bëhet i lehtë e i shpej-të; që është i thellë a i theksuar; që lë gjurmë të the-lla; *kund.* i lebtë. *Hap i rëndë. Ecje (lëvizje) e rëndë. Valle e rëndë* Uoj valleje popullore, që kërkon lëvizje të forta. *Plage (plagosje) e rëndë. Parfum i rëndë* parfum që ndihet shumë, që nuk është shumë i kënd-shëm për nuhatje e mezi durohet. *Ngjyrë e rëndë* ngjyrë që të vret sytë, jo e këndshme. *Tinguj të rëndë.*
4. Që tretet me vështirësi, që rëndon në stomak (për ushqimet); që përmban shumë alkool etj., që është i forte në të pirë. *Ushqim i rëndë. Gjellë e rëndë. Ujë i rëndë* ujë që ka shumë kripëra gëlqerore e që të rëndon në stomak. *Pije (verë) e rëndë Çaj i rëndë. Kafe e rëndë. Duhan i rëndë. E kam stomakun të rëndë* kam ngrënë tepër ose kam ngrënë diçka që mezi tretet.
5. Që është endur me fije të trasha e të ngjeshura; që është bërë prej pëlhure a prej stofi të trashë, i trashë; që ka vlerë të madhe, që kushton shumë. *Qilim i rëndë. Perde të rënda. Veshje e rëndë. Rroba të rënda. Pallto e rëndë. Pajë e rëndë. vjet. Peshqesh i rëndë.*
6. Që është shumë i dendur a shumë i ngjeshur (për mjegullën, retë); që është i mbushur me tym a me erë të keqe (për ajrin), që të zë fry men; që kundërmon keq, i keq. *Mjegull e rëndë. Re të rënda. Ajër i rëndë. Vapë e rëndë. Erë e rëndë.*
7. Që kërkon shumë mund e lodhje për t'u bërë; që lëviz me vështirësi, që nuk rrotullohet e nuk punon lehtë; që arrihet, që bëhet, që zgjidhet a që kalohet me shumë vështirësi; që mësohet a që kuptohet me vështirësi; i vështirë; *kund.* i lehtë. *Timon i rëndë (për t'u rrotulluar). Punë (detyrë, përgjegjësi) e rëndë. Udhëtim i rëndë. Mësini (ushtrim, problem} i rëndë. Stil i rëndë. Provim i rëndë. Gjuhë e rëndë. Vepër e rëndë. I rëndë për t'u kuptuar. E ka të rëndë. Me duket e rëndë.*
8. Që është shumë i ngjallur dhe që mezi lëviz; i ngathët, i ngadalshëm. *Burrë i rëndë. Është i rëndë në të ecur, mezi lëviz. Ka këmbë të rënda* ecën ngadalë, ecën sikur i heq këmbët zvarrë.
9. *vet. f. bised.* Që është shtatzënë, me barrë. *Grua, e rëndë.*
10. *fig.* Që vepron me ngadalë e me ngathtësi, që është shumë i ngarkuar e që nuk punon me zhdërvjell-tësi. *Administrate e rëndë. Makina e rëndë burokratike.*
11. *fig.* Që bëhet me ashpërsi, i rreptë; që të prek thellë në seder, që nuk durohet, fyes; që përdor fjalë fyese a të ndyra; *kund. i* lehtë. *Dënim (qprtim, ndësh-kim) i rëndë. Vërejtje (kritikë, masë ndëshkimore) e rëndë. Burgirn i rëndë* burgim me kushte të vështira ose me punë të detyruar. *Shaka e rëndë. Humor (thumb) i rëndë. Sharje e rëndë. Fjalë e rëndë. E ka gojën të rëndë.*
12. Që ka shumë mundime, vuajtje, hidhërime etj., që shkakton vuajtje trupore e shpirtërore, i vështirë. *Zgjedhë (robëri) e rëndë. Kushte (rrethana) të rënda. Jetë e rëndë. Kohë e rëndë. Vite (ditë, caste) të rënda. Fat i rëndë. Vdekje e rëndë.*
13. Që e dëmton shumë shëndetin e rrezikon jetën e njeriut; që kalohet me vuajtje dhe që tregon një keqësim të madhtë sëmundjes; *kund.* i lebtë. *Së mundje e rëndë. Grip i rëndë. Rast i rëndë. Forme e rëndë e sëmundjes. Ishte në gjendje të rëndë.*
14. edhe *fig.* Që godet me force të madhe, që sjell pasoja të këqija a dëme të mëdha; që është i rre-zikshëm; që shkel keqas rregullat a kërkesat, që nuk lejohet a nuk pranohet në asnjë mënyrë; i pafalshëm; *kund.* i lehtë. *Goditje e rëndë. Grusht i rëndë. Dëm (dëmtim) i rëndë. Bombardim i rëndë. Tërmet i rëndë. Humbje e rëndë. Krizë e rëndë. Gabim i rëndë. Faj (krim) i rëndë. Pasoja të rënda.*
15. Që sillet vrazhdë më të tjerët, që nuk është i shoqërueshëm e i përzemërt; që ka kërkesa të te-përta e shumë teka, që mezi durohet, i mërzitshëm. *Njeri i rëndë. Me karakter të rëndë. Sjellje e rëndë. Mysafir (mik) i rëndë* mysafir që kërkon ta presësh me shumë të mira e ndere, që të lodh e të bezdis shumë. *Është bërë i rëndë.*
16. Që të ngjall nderim, që të detyron ta nderosh e t'i bindesh, që ka madhështi; *keq.* që mbahet më të madh, që e heq veten për të rëndësishëm. *Ka hije (pamje) të rëndë. Rri si zonjë e rëndë. Mbahet i rëndë,*
17. Që është i thellë; i forte. *Gjumë i rëndë.*
18. I forte; i ashpër (për dukuritë e mot it). *Mot i rëndë. Shi i rëndë* shi i madh e i rrëmbyer. *Dimër* i *rëndë* dimër shumë i ftohtë e me pasoja të këqija, sidomos për bujqësinë e blegtorinë.
19. *sport.* Që përfshin ushtrime e lojna të vështira; që kërkon fuqi të madhe flzike. *Sportet e rënda. Atte-tikë e rëndë.*20. *sport.* Që bëhet në kundërshtim me rregullat e

lojës dhe që mund të dëmtojë lojtarët. *Lojë e rëndë. Ndërhyrje e rëndë.*
21. Përdoret si pjesë e dytë përcaktuese në disa emërtime të pathjeshta në fushën e shkencës e të tek-nikës. *Ujë i rëndë. fiz., kim. shih tek* UJË,~I. *Vaj-guret e rënda. Metale të rënda* metale me peshë të madhe, si bakri, plumbi etj. *Elementet e rënda. kim.* elemente, që kanë peshë atomike të madhe. *Tokë e rëndë. bujq.* tokë e ngjeshur, që nuk e kullon shpejt ujin. *Figure e rëndë. shih te* FIGURË,~A $i_0$.
22. *fig. bised.* I mençur, i pjekur, i matur. *Burrë i rëndë.*
23. *fig. bised.* I madh, i rëndësishëm. *Festë e rëndë. E \kremte ë rëndë. fet.*
*-fc* Është i rëndë nga veshët nuk dëgjon mire. Ka dorë (e ka dorën) të rëndë a) godet me force të madhe; b) nuk e bën lehtë një punë me dorë. Vret (shet) të rënda (të trasha) *shih te* VRAS. Industria e rëndë *shih tek* INDUSTRI,~A.
RËNDË *ndajf.* 1. Me peshë të madhe; me ngarkesë të madhe përsipër; *kund.* lehtë. *Peshon rëndë. E i;gar-koi rëndë.*
2. Me gjithë peshën, jo lehtë; thellë. *Bie (rrëzoh.em) rëiidë. U lëshua rëndë në kolltuk. Ra rëndë në tokë. Ecën rëndë. E heq vallen rëndë. Fie rëndë* bëj gjume të rëndë, nuk e kam gjumin të lehtë.
3. Sa me rëndon tepër; sa me sjell'një rëndësirë; duke pasur veshje të trasha, në mënyrë të ngarkuar. *Ha, rëndë. I ra rëndë gjella. Vishet rëndë* vishet me rroba shumë të trasha, vishet trashë; vishet me shumë stoli.
4. Me force të madhe; shumë fort, keqas. *E rrahu fe goditi, i ra) rëndë. Edëmtoi rëndë. E ndëshkoi rëndë. E \sulmoi (e bombardoi) rëndë.*
5. Me fjalë të rënda; ashpër, rreptas, keq. *I foli rëndë. Ekritikoi(e qortoi) rëndë. E shau (e talli) rëndë. | U soil shumë rëndë. XJ betua rëndë. U zunë rëndë.*
*6.* Jashtë mase, tepër, shumë. *Gaboi rëndë. E shkeli (e cënoi) rëndë rregulloren. Punon rëndë. U zemërua (u mërzit, u fye) rëndë. Mundohet rëndë. E pi rëndë. (duhanin etj.). bised.*
7. Në gjendje të keqe shëndetësore, keq. *sëmurë rëndë. Është rëndë. U gdhi rëndë. U sëmur (u plagos) rëndë.*
8. më të madh, duke u krekosur, duke e mbajtur veten për të rëndësishëm. *Mbahet (qëndron) rëndë. Rri (ecën) rëndë. E heq (e vret) rëndë.*
9. Në mënyrë të trashë. *Qesh rëndë.*
I ra rëndë *diçk a* e Iëndoi, e preku thellë në seder. E kam rëndë *dike a diçk a* a) e kam barrë, me rëndon; b) nuk me pëlqen, me mërzit, mezi e duroj. Mëjvjen rëndë a) me vjen keq, e marr për fyerje, fy-hem; b) e kam të vështirë, me rëndon, ia përtoj; c) druhem, me vjen turp, me vjen zor.
RËNDË-RËNDË *ndajf.* Duke u krekosur shumë, dukp e mbajtur veten më të madh a si shumë të rëndësishëm; pa u drojtur fare, me besim të madh në vetyeten. *Ecte rëndë-rëndë. U ngrit (hyri) rëndë-rëndë. Foli (u përgjigj) rëndë-rëndë.*
RËNDËSl,~A . 1. Peshë e diçkaje. *Rëndësia e trupit (e gurit). Thyliet nga rëndësia.*
2. *fig.* Ajo që e bën diçka të ketë vlerë a ndikim
ose të luajë një rol të ndjeshëm; peshë; të qenët i rëndësishëm. *Rëndësia politike (ekonomike, shoqë-rore). Rëndësia historike (ndërkombëtare, botërore). Rëndësi jetike (vendinttare). Çështje (punë, vepër, hap) me rëndësi. Pa ndonjë rëndësi. Gjëra (rol) pa rëndësi. Fare pa rëndësi. Cast me rëndësi. Ka rëndësi të dorës së pare. Merr rëndësi të madhe (të veçantë). I shpjegoi rëndësinë. E kuptojnë (e çntojnë, e nënvle-rësojnë) rëndësinë e diçkaje. S'ka rëndësi* a) nuk ia vlen; b) nuk prish punë.
3. *fig.* Vëmendja që i kushtojmë diçkaje, kujdesi i veçantë për diçka; përfillje. *vë (i kushtoj) rëndësi. 1 jap rëndësi të madhe. Nuk i dha rëndësi* e la pas dore, nuk u kujdes. *Mos.u jep rëndësi fjalëve!* mos ua vër veshin!
4. *fig.* Autoriteti, ndikimi, pesha e një njeriu. *Njeri me (pa) rëndësi. Mban rëndësinë e duhur. I jep vetes rëndësi.*
5. *shih* RËNDESË,—A (.
*6. shih* RËNDËSIRË,~$A_2$.
RËNDËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* RËNDIM, ~I.
RËNDËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Send që peshon rëndë. *I hodhi një rëndësirë.*
*2. vet. nj.* Ndjenja që kemi nga një ushqim i rëndë në stomak. *Kam (ndiej) një rëndësirë.*
3. *fig.* Peshë; barrë, ngarkesë, *Kam shumë rëndësira. E lehtësoj nga rëndësira.*
*4. shih* RËNDESË,~A i.
RËNDËSISHËM (i), ~>ME (e) *mb.* 1. Që ka rëndësi, që është me vlerë të veçantë, me rëndësi. *Parim (faktor, problem) i rëndësishëm. Vepër (detyrë, punë, rrugë, bazë, fjalë) e rëndësishme. Rol i rëndësishëm. Shumë (mjaft )i rëndësishëm. Mëduket (është) e rëndësishme.*
*2.* Që zë një vend me rëndësi, që ka peshë të veçantë në një detyrë, me rëndësi. *Njeri i rëndësishëm.*
RËNDËSOHEM *vetv. shih* RËNDOHEM. RËNDËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* RËNDOJ.
RËNDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjen-dja sipas kuptimeve të foljeve RËNDOJ, RËNDOHEM. *Rëndimi i fajit (i gabimit, idënimit, indëshkimit). Rëndimi i planit (i buxhetit, i shpenzimeve). Rëndimi i taksave. Rëndimi i stomakut. Rëndimi i sëmundjes.*
RËNDOHEM *vetv.* 1. Ngarkohem me një peshë më të madhe; me rritet pesha përsipër me tepër; mbu-shem; *kund.* lehtës;oheni. *U rëndua me shumë plaçka. Pemët rëndohen me kokrra. Pyjet (malet) rëndohen me dëborë. Është rënduar qerrja me gurë.*
*2.* Bëhem me i rëndë nga të ngrënët a nga të ngja-llurit; mezi lëviz ngaqë jam shëndoshur tepër, nga mosha etj., plogështohem. *U rëndua nga të ngrënët tepër. Është rënduar në trup.*
3. *vet. vet a III.* Bëhet me i "rëndë; dendësohet, bëhet me i shpeshtë; ftohet, keqësohet, acarohet (për motin, stinët). *U rëndohet vapa. U rëndua shiu. U rënduan retë: U rëndua dimri (moti).*
4. *vet. veta III.* Bëhet me i rëndë; vjen në rijë gjendje më të rëndë a më të vështirë; keqësohet; me bëhet me i rëndë. *lu rëndua sëmundja. lu rënduan fatkeqësitë. U rëndua gjendja.*5. *vet. veta HI.* Me bëhct me i rëndë, e ndiej *mi* të vështirë për ta mbajtur; nuk e bëj me dëshirë; me rëndet. *ëshlë rënduar puna. I është rënduar jeta. Iu rënduan vitet.*
6. Marr përsipër një barrë më të rëndë nga sa du-het; me bien shpenzime të mëdha. *U rënduan shumë ekonomikisht.*
7. *fig.* I bëhem barrë dikujt, i rëndem. *Nuk po të rëndohem sonte për darkë. Tu rëndova me hallet e mia.*
8. *fig.* Kam një ndjenjë të rëndë, pikëllohem, hi-dhërohem, me vjen shumë keq. *Rëndohem në zemër. Iu rëndua shpirti.*

9. 1 flas me fjalë të rënda, e prek thellë në seder, e fyej, e lëndoj. *Iu rëndua me fjalë.*
10. Me lënë veshët, nis të shurdhohem pak nga pak. *Është rënduar ca nga veshët.*
11. *Pës. e* RËNDOJ i-4.
RËNDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I vë një peshë të rëndë, e ngarkoj shumë; e bëj më të rëndë, i shtoj peshën; *kund.* lehtësoj. *E rëndoi kalin (mushkën). E rëndoi makinën. E rëndoi valixhen. Bora i rëndon lisat. E rëndoi ca stomakun.*
*2. fig.* I vë një barrë a një detyrë të rëndë, e ngarkoj me tepër sesa duhet, i vë përsipër diçka që i sjell vështirësi, pengesa etj. *E rëndoi planin (ekonominë, buxhetin). E rëndoi ndërmarrjen. I rëndoi nxënësit. la rëndoi kujtesën. E rëndoi veprën (pikturën, qën-dismën). I rëndojnë me detyrime (me taksa). E rëndoi me detyra (me mësime). E rënduan mbledhjen me shumë pika.*
3. *fig.* la bëj më të rëndë; e sjell në një gjendje më të rëndë a më të vështirë; keqësoj. *la rëndoj fajin (dënimin). la rëndoi sëmundjen (plagën, kollën). la rëndoi gjendjen.*
4. E bëj të ndiejë një peshë që a pengon lëvizjen; e plogështoj, e lodh. *M'i rëndoi krahët. Pletjëria (së-mundja) ia ka rënduar gjymtyrët. la rëndoi gjumi qepallat (sytë).*
5. *fig.* I flas dikujt me fjalë të rënda, e prek thellë në seder, e lëndoj; e fyej. *E rëndoi me fjalë (me të shara). E rëndoi vajzën. E rëndoi rëndë (ligsht). Mos me rëndoi*
6. *jokal.* Vij i rëndë në peshë; kam një peshë, pc-shoj. *Rëndon barra (pesha, ngarkesa). Nuk rëndon shumë. Sa rëndon? Rëndon me tepër.*
7. *jokal.* Peshoj me force mbi diçka, mëshoj; ka një peshë, që i rri përsipër. *Rëndoj mbi dërrasa. Rëndojnë ahet sa thy hen. Rëndojnë pemët nga kokrrat.*
8. *vet. vet a III jokal.* E ndiej si peshë përsipër; e kam të rëndë sa me pengon të lëviz a të bëj diçka. *rëndon thesi në kurriz. Me rëndojnë krahët (këmbët). I rëndojnë qepallat (ngagjumi) etj.). Me rëndon koka.*
9. *vet. veta III jokal. fig.* E ndiej si barrë të rëndë përsipër, e kam si ngarkesë të tepërt, që me sjell vështirësi, me pengon etj.; e kam në kurriz. *Punët (hallet) rëndojnë mbi të. Rëndon mbi ekonominë (mbi planin). Rëndon mbi nxënësit (mbi punëtorët). Rëndon mbi supet e mia (mbi kurrizin tim). Rëndon si ankth. Na rëndojnë vitet mbi supe.*
10. *vet. veta III jokal. fig.* Bie mbi dike, i takon, i përket (diçka e padëshirueshme, e keqe etj.). *Për-gjegjësia (faji, gabimi, dëmi, humbja) rëndon mbi të. Shpenzimet rëndojnë mbi ndërmarrjen. Mbi të rëndon nëma (gjaku).*
11. *vet. veta III jokal. fig.* Me ngjall një ndjenjë të rëndë, me vjen shumë keq, me pikëllon, me bren-gos. *Me rëndoi në zemër vdekja (humbja, sëmundja) e dikujt. Me rëndon shumë që po ikën.*
12. *vet. veta HI jokal. fig.* I ecën, i shkon, i peshon (fjala). *rëndon fjala atij.*
13. *jokal. fig.* Theksoj; i mëshoj. *V rëndoi fjalëve. E rëndoi zërin.*
14. *fig.* Anon nga një anë. *Rëndon nga ne. Mos rëndo vetëm nga njëra anë!*
15. *jokal. bised.* Bëj punë të rëndë, merrem me punë të rënda. *Rëndonin gjithë ditën në shtëpi. Rëndoi plot pesëdhjet vjet. Punon e rëndon* bën punë të rënda.
16. *vet. veta HI jokal.* Keqësohet, acarohet, ftohet (për motin, stinët). *Rëndoi dimri (moti).*
• Aq i rëndojnë aq ia pret, aq mend ka. E rëndoi dorën *mbi dike* e rrahu rëndë (zakonisht pa të drejtë a pa qenë nevoja). I rëndon (i rëndet) dheut *mospërf.* është e kotë që jeton, me mirë të mos ishte gjallë (për një njeri të keq ose që është dembel e nuk bën asgjë). E rëndoi (e prisni, e ndyu, e fëlliqi, e qelbi) gojën *shin te* GOJË,~A. Po rëndon moti po keqësohet gjendja, po acarohen punët.
RËNDOM *ndajf.* Në mënyrë të shpeshtë, pothuajse gjithnjë; përgjithësisht, zakonisht. *Vjen (shkon) rën-dom. Përdoret rëndom. Shihet rëndom. Si rëndom.*
RËNDOMTË (i,e) *mb.* 1. Që bëhet shpesh dhe zakonisht, i zakonshëm. *Mbledhjet ishin të rëndomta. U be e rëndomtë.*
2. Që nuk shquhet mbi të tjerët, si gjithë të tjerët; që nuk ka ndonjë vlerë të veçantë; i zakonshëm. *Njeri* i *rëndomtë. Shtëpi e rëndomtë. Veshje e rëndomtë. Ngjarje e rëndomtë. Pamje e rëndomtë. Punë e rëndomtë. Jetë e rëndomtë. Gjëra të rëndomta.*
RËNDCES,~E *mb. drejt.* Që e bën më të rëndë një faj etj.; *kund.* lehtësues. *Rrethana rënduese. Shkaqe rënduese.*
RËNË. *Pjes. e* BIE i.
RËNË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Goditje; tin-gulli që del nga një goditje. *Të rënat e çangës. E rrëzoi me një të rënë. S'pritet lisi {druri) me një të rënë të sëpatës (me një sëpatë). fj. u. shih te* SEPATË,~A.
• Me një të rënë të penes (të lapsit) shumë lehtë. Me një të rënë të shkopit *shih te* SHKOP,~I. E zhduku me një të rënë (me një vijë) pene *diçka libr. shih te* VIJË,~A.
RËNË (i,e) *mb.* 1. Që është rrëzuar përdhe. *Mollë të rëna.*
*2.* Që varet teposhtë. *Me veshë të rënë. Me bark të rënë.*
3. *em. kryes. sh.* ~~- T (të) *fig.* Ata që janë vrarë nëluftëanëbetejë;dëshmorët. *Emrat e të rënëve. Gjaku i të rënëve. Amaneti i të rënëve. Nderimi për të rënët.*
• (Si) i rënë nga qielli *shih te* QEELL,~I.
RËNË *ndajf.* Shtrirë; jo me këmbë. *Rri rënë. Ha rënë. E gjeta rënë.*
RËNËS,~E *mb. bot.* Që shkëputët nga druri e nga pema, që bie. *Gjethe rënëse.*
RENGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tingëllima e ziles; krismë, buçimë. *Rënga e ziteve të mushkës. Rënga e pushkës (e topit). Dëgjohet rënga.*2. Rënkim i thellë, ofshamë. *Nxori një rëngë të triadhe. Zuri rëngën e rënkon.*
RËNGËMADH,~E *mb.* Që ka vuajtur shumë, që ka pasur shumë brenga e fatkeqësi në jetë. *Nënë rëngëmadhe.*
RËNIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes BIE i. *Rënie e thek-suar (e plotë, e pjesshme). Rënie e lire e trupit. fiz. Rënia e gjetheve (e flokëte, e lëkwës, e dhëmbëve). Rënia e dëborës (e shiut). Rënia e qytetit (e kalasë). Rënia e çmimit (e prodhimit, e temperatures, e shtyp~ jes). Koha e rentes. Gjatë rentes. Pika e rënies. Per-vjetori* i *rënies. Pëson (ka) rënie.*
2. Ecje drejt shkatërrimit të përgjithshëm, ulja e gjithanshme e fuqisë, e shkallës së zhvillimit ose e vlerave morale; prapavajtje; *kund.* ngjitje. *Periudhë rënieje. Është në rënie.*
RËNKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. ZS i përvajshëm, që nxjerr një njeri nga dhembja ose nga një hidhë-rim i madh. *Rënkim i thellë (i dobët). Rënkimet e të plagosurve. Lëshoi një rënkim.*
2. *bised.* Vizitë për të ngushëlluar të afërmit e një të vdekuri, ngushëllim. *Shkoi për rënkim.*

RËNKOHEM *vetv. bised.* I qaj hallet para dikujt, i ankohem dikujt. *rënkohem një shoku. U rënkohem maleve. Mikut iu rënko, armikut iu lëvdof fj. u.*
RËNKOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shpreh dhem-bjen ose pikëllimin me oh e me ah, nxjerr tinguj të përvajshëm. *Rënkon i sëmuri. Rënkon kafsha. Rënkon nga dhembja (nga hidhërimi).*
2. *vet. veta III fig'.* Nxjerr një tingull të mbytut e të zgjatur; gjëmon. *Rënkojnë malet. Rënkon pylli, Rënkon lumi(deti).*
3. *fig.* Vuaj shumë, heq nën zgjedhën e dikujt a të diçkaje. *Rënkonte vendi. Rënkonte nën zgjedhën (nën thundrën) e huaj. Rënkonin nga taksat.*
*4. kal. bised.* Ngushëlloj për një vdekje; shpreb hidhërimin tim për një të vdekur. *Vajti për të rënkuar.*
RËNTGEN,~I *m. fiz.* 1. Njësi për matjen e rre-zeve rëntgen ose të rrezatimit jonizues në përgjithësi.
2. *bised.* Aparatqë punon me rreze rëntgen dhe që shërben për të parë ndërtimin e brendshëm të trupave.
RËNTGEN *mb. fiz. 1.* Rrezet rëntgen: rreze të'pa-dukshme, vale elektromagnetike shumë të shkurtra, që mund të përshkojnë tejpërtej trupat dhe që për-doren për të parë ndërtimin e tyre të brendshëm; rreze iks.
2. Që punon me këto rreze; që ka të bëjë me këto rreze. *Gypi rëntgen. Rrezatimi rëntgen.*
RËRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grumbull kok-rrizash të imëta që vijnë nga thërrmimi i gurëve dhe i shkëmbinjve. *Rërë e trashë (e hollë, e imët, e ashpër, e paster). Rërë deti (liqeni, lumi). Kokrriza rëre. Vend-burim rëre. Furtunë (erë) rëre. Ore me rërë. Sa rëra e detit* shumë. *Përziej rërën me gëlqere. Ngeci në rërë_*
2. Sipërfaqe e mbuluar me këto kokrriza; ranishte. *Rëra e plazhit. Rërat e shkretëtirës. Shtrihem (eci) mbi rërë. Bëj banja dielli në rërë.*
+ Kështjellë në rërë diçka e paqëndrueshme, pa themele të shëndosha. I ndërtuar (i ngritur, i mbësh-tetur) mbi rërë pa themele të shëndosha. I ka themelet (bazat) në rërë nuk ka mbështetje të sigurt, nuk është i qëndrueshëm. Humbi si meli në rërë *shih te* MEL,~I.
Kërkon litar prej rëre (prej kumi) kërkon diçka tS pamundshme, kërkon qiqra në hell.
RËRËT (i,e) *mb.* Që ka rërë. *Tokë e rërët.*
RI,~U (i) *m. sh.* ~NJ, ~NJTË (të). 1. Djalë i ri, djalë në moshën e rinisë, djalosh; *kund.* plak. *ri punëtor (kooperativist). Të rinj e të reja. Pleq e të rinj. Të rinjtë e fshatit. Forca e të hut. Kampionati për të rinjtë. Këpucë për të rinj.*
2. Anëtar i organizatës së rinisë. *Të rinjtë e orga-nizatës. Mbledhje më të rinjtë.*
3. Përdoret pranë mbiemrit të djalit, që ka emëi të njëjtë më të atin. *Gavril Dara i Riu.*
RI,~TË (të) *as.* Mosha e re, mosha e rinisë; *kund.* pleqëri. *Shkoi (kaloi) të rite. Gëzoi (humbi) të rite. (Si) në të ri. Që ni të ri. Gëzofsh të rite! ur.*
RI (i), RE (e) *mb.* 1. Që është në moshën e djalërisë a të vajzërisë, që nuk ka arritur moshë të pjekur; *kund.* plak. *Djalë i ri. Vajzë e re. Nuse (grua) e re. Është i ri (e re) në moshë. Mosha e re. Brezi i ri. Vdiq* i *ri (e re). Me i riu. Tepër i ri (e re). Bëhem i ri* për-tërihem. *Mbeti gjithnjë i ri.*
*2.* Që ka mbirë, që ka lindur ose që është krijuav para pak kohësh, që ka ende moshë të vogël; *kund. i* vjetër. *Bari i ri. Bimë e re. Degë (disqe) të reja. Pyli* i *ri. Qengjat e rinj. Lopë e re. Yll i ri. astr.*
3. Që është ngritur, është ndërtuar a prodhuas ose është krijuar a formuav para pak kohe; që shfaqet, që del ose që bëhet për here të pare, që nuk ishte a nuk njihej me pare; që është zbuluar rishtazi. *Shtëpi (ndërtesë, rrugë, urë) e re. Hotel (dyqan) i ri. Bi-bliotekë (shkollë) e re. UnUersitet (institut) i ri. Teatër i ri. Pazari i ri. Lagja e re. Vepër e re. Prodhime të reja. Artikull (mall) i ri. Race e re lopësh. Lloj i ri misri (gruri, domatesh), Libër (film) i ri. Fjalë e re. Familje e re. Çetat (brigadat) e reja. Shtet (rend, re-gjim) i ri. Republikë e re. Parti (organizatë) e re. Zbu-lim* i *ri. Shpikje e re. Teknikë e re. Sëmundje e re. Tokat e reja* tokat që punohen për here të pare.
4. Që nuk është përdorur gjatë ose që është ruajtur me kujdes dhe është në gjendje të mire, që nuk është vjetruar, i papërdorur ose i përdorur fare pak (za-konisht për veshmbathjet dhe për orenditë e pajisjet e ndryshme); *kund.* i vjetër. *kishte këpucët (rrobat) fare të reja. Me një kapelë pothuajse të re. Qilimi është ende i ri. Makinë (biçikletë) e re. Ishte (dukej) fare i ri.*
5. Që është bërë a është gatuar para pak kohe; që është pjekur në stinën e fundit, që është i të korrave të këtij viti; *kund.* i vjetër. *Djathë i ri. Verë e re. Vaj i ri. Gruri i ri. Buka e re. Domate (palate, fasule) të reja. Vezë të reja.*
6. Që i zë vendin një tjetri të mëparshëm; që vjen pas një tjetri, që e përsërit a e përmirëson të parin; i mëvonshëm; *kund. i* vjetër. *J)itë e re. Stina e re. Dëborë e re. Flokë (dhëmbë) të rinj. Gjethet e reja. Lëkura e re. Monedhë e re. Lekë të rinj. Botim i ri. Drejtori (mësuesi, komandanti) i ri. Urdhri i ri. Stilt i ri. Përmbajtja [forma) e re. Marrëdhëniet e reja në prodhim. Qeveria e re. Adresë e re. Hëna e re* hëna që duket si drapër i hollë në ditët e para pasi i ka qenë zënë drita nga Toka. *Viti i ri* viti që sapo ka hyrë ose që do të hyjë së shpejti. *Viti i Ri shih te* VIT,~I.
7. Që e ka filluar punën ose veprimtarinë në një fushë para pak kohe, që sapo ka hyrë në një organizatë, në një shërbim etj.; që nuk ka ende përvojë të gjatë në një punë; *kund.* i vjetër. *Shkrimtar i ri. Mjek(oficer) i ri. Mësuese (tnxhiniere, llogoritare) e re. Anë tar i ri. VMnetar (ushtar) i ri. I ri në punë (në detyrë, në mjeshtëri). Bashkëpunëtor shkencor i ri.*
8. Që është në moshën e djalërisë ose të vajzërisë dbe sapo ka filluar të merret me një fusbë të dijes a të artit, që mere pjesë në një rreth të dijes a të artit për nxënës ose për studentë. *Letrarët (piktorët, mu-zikantët) e rinj. Gjeografët (historianët) e rinj. Rrethi i natyralistëve të rinj.*
9. Që i përket erës sonë; që i takon periudhës pas mesjetës; që ka të bëjë me epokën më të afërt për ne ose me kohëji më të fundit; i kohës sonë; *kund.* i vjetër. *Shekujt e erës së re. Historia e re. Era (epoka) e re* periudha në të cilën fillon numërimi i viteve duke u shtuar njëri pas tjetrit. *Para erës së re* në periudhën kur vitet numërohen duke i zbritur njëri pas tjtrit. *Kalendari i ri* kalendari që zbatohet qysh nga shek. XVI, kur fillon numërimi i viteve sipas mënyrës që përdoret sot. *Letërsia e re shqiptare.*
10. Që përfaqëson një etapë të mëvonshme në zhvillimin e klasave a të sbtresave shoqërore ose në zhvillimin e një dukurie shoqërore, të një drejtimi a rryme, të një doktrine a teorie etj. *Borgjezia e re. Borgjezët e rinj. Kapitalizmi*

*(imperializmi) i ri. Ko-lonialistët e rinj. Revizionistët e rinj. Turqit e rinj. hist.* xhonturqit.
11. Që lidhet me epokën e ndërtimit të socializmit, që perm ban tipare të kohës a të epokës sonë socialists, që është i kohës sonë, që përfaqëson të renë; që ka cilësitë e kohës së pushtetit popullor, që është bru-mosur sipas parimeve e kërkesave të revolucionit e të socializmit; *kund.* i vjetër. *Shqipëria e re. Shoqëria jonë e re. Ideologjia jonë e re. Njerëzit e rinj të epokës së Partisë. Formimi i njeriut të ri. Shkolla jonë e re. Shkenca (industria, bujqësia...) e re shqiptare.*
12. Që është me i lartë, me i tnirë etj. se i mëparsh-mi, tjetër; i përtërirë. *Hov (frymëzim, vrull) i ri. Shpresa (përpjekje) të reja. Me forca të reja.*
13. Që e njohim prej pak kohësh, që kemi lidhje e marrëdhënie prej një kohe të shkurtër me të; që ka të bëjë me lidhje e me marrëdhënie të tilla. *Shokë të rinj. Miq të rinj zër sa të duash po të vjetrit mos i harro. fj. u.*
14. Që është i panjohur për dike deri në një kohë të caktuar. *Fytyra të reja. Lajm i ri. Zëra të rinj. Asgjë të re.*
•*k* Në një dritë të re *libr.* nga një anë tjetër, e ndrysh-me dhe më e plotë, i ndriçuar me mirë; nga një pikë-pamje tjetër e ndryshme. Faqe e re *shih te* FAQE, ~JA io- Gjak i ri grup njerëzish që pranohen në një organizatë për ta forcuar e gjallëruar atë. Ptakn I Vitit të Ri *shih te* PLAK,~U. Filloj radhë të re *shih te* RADHË,~A. Ilaç i vjetër në shishe të re *keq. shih tek* ILAÇ~I.
RI- *fjalëform.* Parashtesë, më të cilën ndërtohen fjalë që tregojnë përsëritjen e një veprimi, kthimin përsëri të një gjendjeje a cilësie, pajisjen me diçka të re, organizimin në mënyrë të re etj. p.sh.: riaftësoj, ribashkoj, ribëj, riblej, ribotoj, rihap, rimëkëmb, ri-pusbto], rishkruaj, rivendos etj.
RIAFRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve RIAFROJ, RIAFROHEM. *Riafrimi i shokëve. Riafrimi i bashkëshortëve.*
RIAFROHEM *vetv.* 1. Afrohem a miqësohem përsëri me dike, nga i cili isha larguar a ndarë; pajtohem. 2. *Pës. e* RIAFROJ.
RIAFROJ *kal,* ~OVA, ~CAR. Afroj, miqësoj përsëri dy njerëz, që ishin ndarë a larguar nga njëri-tjetri; pajtoj.
RIAFTËSlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIAFTËSOJ, RIAFTËSOHEM. *Riaftësim fizik (mender). Riaftësimi profesionat (teknik). Ri-aftësimi i mësuesve (i kuadrove). Riaftësimi i invalidëve (i të sëmwëve). Riaftësimi i makinës (i makinerive). Riaftësimi i vendburimeve. Masa riaftësimi. Mënyrat e riaftësimit. Riaftësimi në punë. Dërgohet për riaftësim.*
RIAFTËSOHEM *vetv.* 1. Fitoj përsëri aftësitë e humbura, bëhem përsëri i aftë për punë etj.; fitoj aftësi të reja. *Riaftësohem për punë. Riaftësohen kua-drot (nxënësit).*
2. *Pës. e* RIAFTËSOJ. *Riaftësohen makineritë.*
RIAFTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. E bëj përsëri të aftë; bëj që të fitojë aftdsitë e humbura ose të fitojë aftësi të reja; e bëj më të aftë (për njerëzit). *Riaftësoj shokët. Riaftësoj me anë kursesh.*
*2.* Bëj që të punojë përsëri në rregull një makinë etj., të dale jashtë përdorimit, duke e ndrequr; shtie përsëri në punë diçka që nuk sbfrytëzobej. *Riaftësoj makinën (motorin). Riaftësoj pompat.*
RIAKTIVIZlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIAKTIVIZOJ, RIAKTIVIZOHEM. *Riak-tivizimi i lojtarëve. Riaktivizimi i komisionit. Riaktivizimi i qendrave.*
RIAKTIVIZOHEM *vetv.* 1. Marr pjesë përsëri në një veprimtari; bëhem përsëri aktiv. *Riaktivizohet sektori i propagandas. Riaktivizohem në detyrat shoqërore. U riaktivizuan kundërshtarët.*
2. *Pës. e* RIAKTIVIZOJ.
RIAKTIVIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj
përsëri që të veprojë gjallërisht; e bëj përsëri aktiv, e aktivizoj përsëri. *Riaktivizoj komisionet. Riaktivi-zoj një lojtar.*
2. E vë përsëri në një punë, e përfshij perseri no një veprimtari të caktuar.
RIARMATIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Pajisja përsëri me armë e ushtrisë së një vendi. *Riarmatimi I ushtrisë. Politika e riarmatimit.*
RIARMATOS *kal,* ~A, ~UR. E pajis përsëri ushtrinë me armë, armatos sërish, e pajis ushtrinë me armë të reja. *Riarmatos popullin. Riarmatos ushtrinë.*
RIARMATOSEM *vetv.* 1. Pajisem përsëri me armë; marr armë të reja dhe përgatitem për të shpër-thyer një luftë. *Revanshistët fashistë po riarmatosen me shpejtësi.*
2. *Pës. e* RIARMATOS.
RIARMATOSJE,~A . Veprimi sipas kuptimevo të foljeve RIARMATOS, RIARMATOSEM. *Riar-matosja e ushtrisë.*
RIATDHESIM,~l m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIATDHESOJ, RIATDHESOHEM. *Ri-*
*atdhesimi i robërve të luftës. Kërkoi riatdhesimin.*
RIATDHESOHEM *vetv.* 1. Kthehem përsëri pë atdhe pasi kam qenë shumë kohë i raërguar. *Mër-gimtarët u riatdhesuan.*
2. *Pës. e* RIATDHESOJ.RIATDHESOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Kthej përsëri në atdhe një të mërguar a të larguar; kthej përsëri në atdheun e yet diçka, sjell në atdhe. *riatdhe-suan robërit e luftës. I riatdhesuan eshtrat e partizanëve të rënë jashtë kufijve.*
RIATDHESUAR (i,c) *mb.* I. Që është kthyer për-sëri në atdhe pasnjëkohe të gjatëmërgimi a largimi. *Mërgimtar i riatdhesuar. Robër të riatdhesuar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Takim më të tiatdhesuarit. Lista e të riatdhesuarve.*
klBASHKIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIBASHKOJ, R1BASHKOHEM. *Ribashkimi i tokave (i vendit, i atdlieut).*
R.IBASHKOHEM *vetv.* 1. Bashkohem përsëri me dike a me diçka, nga e cila isha shkëputur a ndarë. II *ribashkuan bashkëshortët.*
2. *Pës. e* RIBASHKOJ.
RIBASHKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bashkoj përsëri dy pjesë, dy gjëra a dy njerëz që ishin ndarë. *Ribashkoj tryezat. Ribashkoj tokat.*
RIBËHET. *Pës. e* RIBËJ. *V ribë puna Çvepra, artikulli). Po ribëhet rruga. U be e u ribë disa here.*
RIBËJ *kal.,* ~RA, ~RË. 1. E bëj përsëri, e për-sërit. *E ribënë fotografinë. Ribëj regjistrimin.*
*2.* E bëj nga e para, e ndryshoj tërësisht; e ripunoj, e rishkruaj etj. *E ribëj shkresën (artikullin). E ribëj piinën nga fillimi. E ribëj plotësisht.*
RIBËRË (i,e) *mb.* Që është bërë përsëri nga e para; që është ndrequr dhe ndryshuar tërësisht. *Vepër e ribërë. Artikull (punim) i ribërë. Punë e ribërë.*

RIBËRJE,~A .' Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIBËJ, RIBËHET. *Ribërja e planit (e gra-fikut). Ribërja e punimeve (e modeleve).*
RIBOTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIBOTOJ, RIBOTOHET. *Ri-boiimi i librit.*
*2.* Vepër, shkrim ose diçka tjetër që është botuar përsëri. *Ribotimi i parë (i dytë). U bënë tre ribotime.*
RIBOTOHET. *Pës. e* RIBOTOJ. *Ribotohet për të tretën here.*
RIBOTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Botoj përsëri një vepër, një shkrim ose diçka tjetër të botuar me pare. *Ribotuj artikullin (veprën).*
RICIN,~I *m. bot.* Bimë barishtore ose shkurre e vendeve të ngrohta, me gjethe të mëdha e me bisht të;gjatë dhe me lule në trajtë vileje, nga farat e së cilës nxirret një vaj që përdoret në industri ose në mjekësi si bar për të dale jashtë. *Binia e ricinit. Farat e ricinit. Vaj ricini.*
RIEDUKIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIEDUKOJ, RIEDUKOHEM. *Riedukimi socialist i masave. Riedukimi i kuadrove (i intelektualëve). Riedukimi i fajtorëve. Shkolla e riedukimit. Të dërgo-het për riedukim.*
RIEDUKOHEM *vetv.* I. Edukoj veten në një drejtim të ri, ndryshoj pikëpamjet, qëndrimet ose sjelljen duke u brumosur në një mënyrë tjetër.
2, *Pës. e* RIEDUKOJ.
RIEDUKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Edukoj dike përsëri për t'i ndryshuar pikëpamjet, qëndrimin ose
sjelljen, i jap dikujt një edukatë të re, të ndryshme nga e para. *Riedukoj fëmijët (nxënësit). Riedukoj (masat). Riedukoj veten. Me vështirë është ta riedu-kosh njeriun sesa ta edukosh.*
RIFILLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIFILLOJ, RIFILLOHET.
*Rifillimi i punës Çi lojës). Rifillimi i bisedimeve (i ma-rrëdhënieve). Rifillimi i gjykimit. drejt. Rifillimi i sulmeve.*
RIFILLOHET. *Pës. e* RIFILLOJ i.
RIFILLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Filloj përsëri diçka që e kam ndërprerë, e kam lënë përgjysmë ose pa e mbaruar; e filloj edhe një here nga e para. *Ri-filloj mësimin. Rifilloj lojën. Rifilloj shërbimin Çpunën). Rifilluan luftën. Rifilloj nga e para.*
2. *jokal.* Fillon përsëri. *Rifilluan punimet (stër-vitjet). Rifilluan kërkimet.*
RIFITIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIFITOJ, RIFITOHET. Jli-
*fitimi i lirisë. Rifitimi i të drejtave.*
RIFITOHET. *Pës. e* RIFITOJ.
RIFITOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Fitoj përsëri diçka që e kam humbur; shtie në dorë përsëri. *Rifitoi Urine (pavarësinë, të drejtat). Rifitoi besimin. Rifitoi shëndetin. Rifitoi kohën e humbur. Rifituan kupën (flamurin). E rifitoi me luftë.*
RIFRESKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIFRESKOJ, RIFRESKOHEM.
*Rifreskinti i njohurive. Rifreskimi i këngëve (i poezisë). Rifreskimi i kujtesës.*
RIFRESKOHEM *vetv.* 1. Fitoj përsëri gjallërinë e mëparshme; përtërihem. *Dal për Vu rifreskuar. lu rifreskuan kujtimet.*
*2. Pës. e* RIFRESKOJ.
RIFRESKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I sjell diçka të re, i shtoj a i ndryshoj diçka për ta bërë më të ri, më të freskët; përtërij. *Rifreskoj mësimin (lëndën, tekstin, dijetj.*
*2.* Sjell përsëri ndërmend me hollësi një kujtim a ngjarje të së kaluarës, ringjall në kujtesë; i përtërij kujtesën. *Rifreskoj ngjarjen. Rifreskoj kujtesën.*
RIGASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zoo!., krahin.* Gjel-deti.
RIGATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Mbretëri-*Luftonin me shtatë rigata. U dëgjua në rigata.*
RIGË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Curril i hollë, vijë e hollë uji. *Rigat e shiut. Dy riga lot.*
*2. vet. nj.* Shi i imët e i lehtë që bie për një kohë të shkurtër, vesë shiu. *Ra një rigë shi.*
RfGË,~A ii *sh.* ~A, ~AT. Vizore. *Rigë e shkallëzuar (matëse). Rigë njehsimi. Riga e kontrollit.*
RIGON,~I *m. bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare me erë të këndshme, me kërcell të hollë, me gjethe të vogla vezake, me lule të bardha ose ngjyrë trën-dafili, që rritet vetvetiu në toka të thata dhe që thahet e përdoret si erëz për gjellë. *Rigon i ri (i njomë, itliatë). Gjellë (qoftej me rigon. Çaj rigoni. Raki ri-goni. 1 hcdh rigon.*
+ E vë në hije të rigonit *dike shih te* HIJE,~A. Rigoni s'bëhet lis *fj. u.* thuhej nga klasat shfrytëzuesepër të mohuar aftësitë dhe mundësitë e zhvillimit e të përparimit të njerëzvc të thjeshtë. Hipi miza në rigon *shih te* MIZË,~A.
RIGON *jokal.,* ~OI, ~UAR. I. Rrjedh si curril i hollë. *rigonin lotët. I rigojnë djersët. I rigonin mbi faqe.*
2. *pavet.* Bie shi i imët c i lehtë, veson. *Rigon shi.*
RIGRUPlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIGRUPOJ, RIGRUPOHEM. *Rigrupimi i forcave (i trupave, i mjeteve). Rigrupimi* i *shembujve. Bëj rigrupimin.*
2. Tërësi e përbërë nga disa grape që bashkohen në një vend.
RIGRUPOHEM vefv. 1. Bashkohem përsëri në grup me pjesët e tjera të shpërndara. *Forcat (njësitë) u rigrupuan. U rigrupuan për të vijuar betejën.*
*2. Pës. e* RIGRUPOJ.
RIGRUPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Grupoj, bash-koj përsëri (për diçka që është shpërndarë); i bashkoj në grupe sipas një mënyre tjetër. *Rigrupoj forcat. Rigrupoj repartet (njësitë).*
RIHEM *vetv.* 1. Bëhem edhe një here i ri, përtë-rihem, rinohem. *Rihem e përtërihem. M'u ri zemra (shpirti).*
2. *vet. veta III.* Del përsëri i ri, rin. *U ri bari. U ri hëna.*
RIHET *vetv.* Njomet pakër, lëmeket. *Rihet toka. Rihet gota* vishet nga jashtë si me vesë.
RIJ i *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Përtërij. *Rij za-konet. Rij vendin.*
2. *vet. veta III jokal.* Del i ri; mbin; mbulohet, vishet me diçka që del e re. *Rin bari (misri). Rin vetiu. I rinë puplat. Rin hëna e re. Rin plaga* fillon të mbyllet plaga, duke zënë mish të ri. *Riu mali (fusha)* u mbulua me bar të ri.
RIJ ii *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Njom, lag pakëz. *Rij rrobat. Rij duhanin. 2.* Koj, ushqej grepin për peshk. *Rij grepin.*
RIJ in *kal.,* ~VA, ~RË. Kënaq, gëzoj. *Rij*
*sytë.*
RIKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Mashkulli i roses, rosak. *Rika e rikani.*
RlKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Zog rose, bibë rose; rose.
2. Pulëdeti.

RIKONSTRUKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. *shih* RINDËRTlM,~I.

2. Ndryshim rrënjësor që i bëhet diçkaje në më-nyrën e ndërtimit, në organizimin dhe në pajisjet për ta përmirësuar. *Rikonstruksion teknik. Rikonstruksion i pjesshëm (i plotë, i përgjithshëm, rrënjësor). Rikon-struksioni i fabrikës (i uzinës). Rikonstruksioni i in-dustrisë (i bujqësisë). Plani i rikonstruksionit. Bëj rikonstruksionin.*

RIKOPJlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIKOPJOJ, RIKOPJOHET. *Rikopjimi i dorëshkrimit.*

2. Diçka që është kopjuar përsëri nga një tjetër.

RIKOPJOHET. *Pës. e* RIKOPJOJ.

RKOPJOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Kopjoj përsëri diçka të shkruar a të botuar; nxjerr kopje tjetër. *Rikopjoj dorëshkrimin. Rikopjoj një vjërshë (një tekst). Rikopjoj me dorë (me ntakinë shkrimi).*

RIKRIJlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIKRIJOJ, RIKRIJOHET. *Rikrijimi artistik. Rikrijiini i një organizate. Rikrijimi i ngjarjeve.*

2. Ngjarje ose pamje e jetës, e mishëruar në një vepër artistike. *Rikrijime të bukwra (besniks).*

RIKRIJOHET *vetv.* 1. Krijohet përsëri, rindër-tohet diçka e prishur. *U rikrijua ushtria (partia).* 2. *Pës. e* RIKRIJOJ.

RIKRIJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Krijoj për-sëri, rindërtoj diçka të prishur a të zhdukur. *Rikrijoj ushtrinë (partinë). Rikrijoj një figure (një skenë). Rikrijoj me mend.*

*2.* Mishëroj në një vepër artistike ng jar jet dhe pamjet e jetës. *Rikrijoj në vepër (në tablo).*

RIKTHEHEM *vetv.* I. Kthehem përsëri në vendin e mëparshëm; kthehem përsëri në vendin nga isha larguar. *U rikthye në detyrë (në punë). U riklhyen në shkollë. U rikthyen në fshat. U rikthye në gjirin e families (në Atdhe).*

*2.* Merrem përsëri me një punë a me një çështje të trajtuar me pare. *Rikthehemi te problemi i buro-kratizmit. I kthehen e i rikthehen gjithnjë së njëj-tës çështje.*

3. *vet. veta III (me një -trajtë të shkwrtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me kthehet përsëri diçka e imja që me kishte humbur ose me ishte marrë; fitoj përsëri atë që kam pasur a kam humbur. *Iu rikthye shën-deti. Iu rikthyen sendet e humbura.*

4. *vet. veta III.* Vjen përsëri në fuqi një rend ose një regjim i përmbysur; rivendoset. *Rikthehet monar-kia. Rikthehet regjimi i Vjetër (kapitalizmi, fashizmi).*

5. *Pës. e* RIKTHEJ.

RDCTHEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. Kthej përsëri dike a diçka në vendin e vet të mëparshëm; c kthej sërish aty ku ishte me pare. *E rikthej në shtëpi (në shkollë, në punë, në fshat). E rikthej në rrugë të drejtë.*

*2.* I jap përsëri dikujt atë që i përket, që i ka humbur, ose që ia kisha marrë; e kthej përsëri në gjen-djen e mëparshme. *rikthej paratë (plaçkat). E rikthej në jetë. I rikthej shëndetin. I rikthej Urine. I rikthej nderin (dinjitetin).*

3. Ia kthej përsëri diçka për ta ndrequr a për ta ripunuar. *Ia riktheu relacionin. Ia rikthyen romanin (tregimin).*

RKTHlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIKTHEJ, RIKTHEHEM. *Rikthimi i shëndetit. Rikthimi i lirisë. Rikthimi i se-ndeve (iparave).*

RIKUJTIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIKUJTOJ, RIKUJTOHEM. *Rikujtimi i ngjarjeve.*

RIKUJTOHEM *vetv. (me një trajtë të shkurtër ti përemrit vetor në r. dhanore).* 1. Me vjen përsëri ndër-mend dikush a diçka që e kisha harruar ose që i përket së kaluarës. *Me rikujtohen të gjithë (të gjitha).*

2. *Pës. e* RIKUJTOJ.klKUJTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Kujtoj përsëri; sjell përsëri ndër mend dike a diçka që e kisha ha-rniar ose që i përket së kaluarëS. *Rikujtoj prindërit (shokët). Rikujtoj ngjarjet (të kaluarën, fëmijërinë). Rikujtoj mësimin (vjershën, këngën). Rikujtoj me mirë-njohje (me nderim, me mallëngjim). Dua t'ju rikujtoj diçka.*

RIKUMBIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *fiz.* Dukuri e rritjes së gjerësisë së lëkundjeve të tingujve ose të valëve të tjera, që ndodh nga ndikimi i lëkundjeve të jashtme më të njëjtën denduri, rezonancë. *Rikum-him tingullor (elektrik, mekanik). Rikumbim i zërit. Kutia e rikumbimit. Hyn në rikumbim. Është në ri-kumbim me...*

2. Veti e një salle ose e një hapësire të mbyllur, që e përforcon një tingull kur përplaset në faqet e saj të brendshme. *Rikumbimi i sallës (i lokalit).*

RIKUMBON *jokal,* ~OI, ~UAR *spec.* 1. Ka rikumbim, përforcohet nga rikumbimi. *Rikumbojnë zërat (tingujt). Rikumbojnë xhamat.*

*2. fiz.* Bën rikumbim.

RIKUMBt)ES,~I *m. sh.* ~, ~IT *spec.* Pajisje, pjesë e veçantë ose hapësire, në të cilën ndodh dukuria " rikumbimit, rezonator. *Rikumbues akustik (elektrik). Lëkundjet në rikumbues.*

RILEVIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RILEVOJ, RILEVOHET. *Ri-levime gjeologjike (topografike). Rilevimi i zones (i truallit). Punime (ekspedita) rilevimi. Shkalla e rile-vimit. Bëj (kryej, përfundoj) rilevimin.*

RILEVOHET *spec. Pës. e* RILEVOJ.

RILEVOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *spec.* Mat për-masat e një trualli, të lartësive e të sendeve në sipër-faqe të tij për t'i vizatuar në një hartë ose në një plan. *Rileyoj token. RileVoj një zone. Rilevoj një breg.*

RILEVUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që bën ri-levime. *Detyra e rilevuesit.*

*2. përd. mb.* Që bëhet për të rilevuar, që bëhet për rilevim. *Punime rilevuese.*

RILEXfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RILEXOJ, RILEXOHET. *Ri-leximi i letrës (i raportit, i veprës).*

RILEXOHET. *Pës. e* RILEXOJ.

RILEXOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Lexoj përsëri" diçka që e kam lexuar. *Rilexoj lajmërimin (veprën, mësimin). Rilexoj fjalë për fjalë (rresht për rresht). Rilexoj me (pa) zë. E lexova dhe e rilexova disa here.*

RILlND *jokal.,* ~A, ~'UR- *} vet. veto III.* Lind përsëri, vjen përsëri në jetë diçka a shkatërruar a " zhdukur, ringjallet. *Rilind një teori (një rrymë). I rilindi shpresa (besimi).*

2. *lart.* Marr jetë të re, filloj jetë të re, të lire e të Iulëzuar, rilindem. *Rilindi populli (vendi).*

3. *kal. lart.* I jap jetë të re, e bëj të jetojë i lire, i pavarur e i lumtur. *Partia na rilindi.*

RILINDEM vef. Lind përsëri, filloj një jetë të re, rilind. *U rilind Shqipëria.*

RILlNDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *hist.* 1. Ideolog, veprimtar dhe luftëtar i Rilindjes Kombëtare Shqip-tare, përfaqësues i Rilindjes Kombëtare Shqiptare. *Rilindës i shquar. Rilindësit tanë. Shkrimet (veprat)*
*e rilindësve. Gjuha e rilindësve. Dëshirat (përpjekjet, ëndrrat) e rilindësve. Në gjurmit e rilindësve. 2.* Përfaqësues i Rilindjes evropiane.
RILlNDJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RILIND, RILINDEM. *Rilindje e vërtetë. Rilindja e qytetit (e vendit). Rilindja e militarizmit (e fashizmit, e revizionizmit).*
*2. hist.* Epoka e lulëzimit të shkencave dhe të ar-teve në disa vende të Evropës rië shekujt XV e XVI, që lidhej me lindjen e me zhvillimin e borgjezisë e të marrëdhënieve kapitaliste dhe që iu kundërvu ideologjisë e kulturës mesjetare, duke iu drejtuar si mbështetje kulturës dhe artit të lashtësisë. *Rilindja evropiane. Letërsia (kultura) e Rilindjes. Poetët e Rilindjes. Arti i Rilindjes. Përfaqësuesit e Rilindjes. Epoka (lëvizja) e Rilindjes.*
3. *hist.* Lëvizje e gjerë politike, shoqërore e kul-turore me karakter kombëtar, demokratik e revo-lucionar, që mori hov në Shqipëri që nga gjysma e parë e shekullit XIX e vazhdoi deri në Shpalljen e Pavarësisë dhe që luftoi me armë e me penë për çli-rimin e vendit nga pushtuesit e huaj, për krijimin e shtetit kombëtar të pavarur, për kapërcimin e mbe-turinave të theksuara,të rendit feudal e për përhapjen e zhvillimin e atsimit e të kulturës në gjuhën amtare. *Rilindja Kombëtare Shqiptare. Epoka e Rilindjes. Ideolog (shkrimtar, poet, mendimtar) i Rilindjes. Letërsia e Rilindjes. Shtypi i Rilindjes.*
RILINDUR (i,e) *mb.* 1. Që ka lindur përsëri, që ka ardhur përsëri në jetë, i ringjallur. *Natyrë (fushë) e rilindur. Këngë e rilindur.*
*2. lart.* Që ka filluar një jetë të re, të lire e të Iu-lëzuar. *Shqipëria e rilindur. Qytet (fshat) i rilindur. Krahinë e rilindur. Popull i rilindur.*
RIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vijë e hapur nga ujërat e shirave; shteg, rrugë e ngushtë. *Lë një rim.*
RIMARR *kal.,* RIMORA, RIMARRË. Marr përsëri. *Rimarr shkrimin (letrën, veprën). E rimori fjalën. E rimorën pushtetin. E rimorën në punë. E rimori në provim. E rimorën në shqyrtim. E rimori veten. E rimori me force.*
RIMARRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIMARR, RIMERREM. *Rimarrja e pushtetit.*
*2. muz.* Cope e një vepre muzikore, që përsëritet edhe një here me pas.
RIMERREM. *Pës. e* RIMARR.
RIMESO,~JA . *sh.* ~, ~T. Fletë shumë e hollë druri, e prerë posaçërisht me makinë, që u ngjitet sipër orendive dhe lëmohet sa të shkëlqejë. *Rimeso arre (vidhi, panje). Fletë rimesoje. Mobilje me rimeso. Dru për rimeso. Vesh me rimeso. Ngjit rimeson.*
RIMË,~A. *sh.* ~A, ~AT *let.* Përputhje e plotë e rrokjeve të fundit të dy a me shumë vargjeve, duke filluar nga zanorja e theksuar. *Rime e brendshme (eputhur, e kryqëzuar, e mbyllur). Rime femërore* për-puthja e fjalëve me theks në rrokjen e parafundit. *Rime mashkullore* përputhja e fjalëve me theks në rrokjen e fundit. *Rime foljore* përputhja e plotë e rrokjeve të foljeve në fund të vargjeve. *Rime e pasur (e varfër). Vargje me (pa) rime. Llojet e rimave. Bëjnë rime.*
RIMËKËMB *kal,* ~A, ~UR. Ngre përsëri mekëmbë, sjell përsëri në gjendje të miië; mëkëmb së-rishmi për të ecur më tej; rindërtoj. *Rimëkëmb shtë-pinë. Rimëkëmb vendin. Rimëkëmbën ekonominë (bujqësinë, tregtinë). Rimëkëmbën jetën.*
RIMËKËMBEM *vetv.* 1. Ngrihem përsëri me këmbë, vij përsëri në gjendje të mirë; marr veten sërish për të ecur më tej. *U rimëkëmbën ekonomikisht. V rimëkëmb vendi (ekonomia). Po rimëkëmbet i sëmuri.*
2. *Pës. e* RIMËKËMB.
RIMËKEMBJE,-'A . *sh.* ~>E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIMËKËMB, RIMËKËMBEM. *Rimëkëmbja e vendit (e ekonomisë, e bujqësisë). Rimëkëmbja e fshatrave (e rrugëve). Ri-mëkëmbjet e pyjeve. Periudha e rëmëkëmbjes.*
RIMËKËMBUR (i,e) *mb.* Që është ngritur përsëri me këmbë, që ka ardhur përsëri në gjendje të mirë; që e ka marrë veten; i rindërtuar. *Qytet (vend) i ri-mëkëmbur. Ekonomi (industri, bujqësi) e rimëkëmbur. Pushtet i rimëkëmbur.*
RIMILITARIZlM,~>I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIMILITARIZOJ, RIMILITARIZOHEM.
*Politika e rimilitarizimit.*
RIMILITARIZOHEM *vetv.* 1. Krijoj përsëri for-cat ushtarake dhe i pajis ato me armë për t'u përgatitur për luftë pasi isha çmilitarizuar; militarizohem përsëri. *Rimilitarizohen revanshistët.*
2. *Pës. e* RIMIUTARIZOJ.
RIMILITARIZOJ *kal.,* ~<5VA, ~UAR. Krijoj përsëri forcat ushtarake në një vend që ishte çmilitarizuar dhe i pajis ato me armë për t'i përgatitur për luftë, militarizoj përsëri; e vë përsëri ekonominë a një sektor të saj të punojë për t'u përgatitur për luftë. *Rimilitarizojnë vendin. Rimilitarizojnë ekonominë (industrinë).*
RIMON *jokal.,* ~OI, ~UAR *let.* Bën rime. *Ri-mojnë fjalët (vargjet).*
RIMORK3ATOR,~4 *m. sh.* ~,Ë, ~>ËT *det.* Anije me motor të fuqishëm, që shërben për të tërhequr anije të tjera ose ngarkesa. *Rimorkiator i vogël (i shpejtë). Rimorkiator deti Çlumi). Tërhiqet nga një rimorkiator.*
RIMORKIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIMORKIOJ, RIMORKIOHEM. *Rimorkimi*
*i anijes (i automjetit). Litari i rimorkimit. Bën rimor-kimin.*
RIMORKIO,~JA . *sh.* ~s ~T. Mjet transporti pa motor, që tërhiqet nga një automjet. *Rimorkio kamionësh ( autobusësh, traktorësh). Rimorkio për udhëtarë (për mallra). Kamion (autobus) me rimorkio.*
RIMORKIOHEM. *Pës. e* RIMORKIOJ.
RIMORKIOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Tërheq nga
pas një anije ose një automjet. *Rimorkioj barken (maunën). Rimorkioj një makinë. E rimorkioi gjer në port.*
RfMTË (i,e) *mb.* Që ka ngjyrë qielli të mbyllur në të hirtë a në të gjelbër; i bruztë. *Qiell i rimtë. Men-gjes (muzg) i rimtë. Tym (ajër) i rimtë. Re të rimta. Me sy të rimtë. Btuzë e rimtë. Lule e rimtë.*
RIMTH,~I *m. anal.* Një si elbth me majë, që ndodhet në anën e jashtme të organit gjinor të fem-rës..
RIMUAR (i,e) *mb. let.* Që ka rime, që është me rime, që rimon me një tjetër. *Vargje të rimuar. Fjalë të rimuara.*

RINDAHEM *fetv.* J. Ndahem përsëri nga një tjetër. *U rinda nga shtëpia (nga gruaja, nga burri).* 2. *Pës. e* RINDAJ.

RINDAJ *kal.,* ~VA, ~-RË. Ndaj përsëri, pjesëtoj ose shpërndaj sërishmi në mënyrë tjetër. *Rindajnë detyrat. Rindanë tokat. Ndaj e rindaj.*

RINDARJE,^A . *sh.* ~<E, -^ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RINDAJ, RINDAHEM. *Ri-ndarja e detyrave. Rindarja e boles (e zonave të ndi-kimit, e kolonive).*

RINDËRTIM,-^I *m. sh. ~>E,* ~-UT. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RINDËRTOJ, RINDËR-TOHET. *Rindërtimi i shtëpisë (ifabrikës). Rindërtimi* i *rrugëve (i urave). Rindërtimi i vendit. Puna për ri-ndërtimin.*

*2.* Diçka që është rindërtuar nga pjesët e saj të niajtura a të mbetura ose duke u nisur prej tyre. *Është rindërtim.*

RINDËRTOHET. *Pës. e* RINDËRTOJ.

RINDËRTOJ *kal.,* ~'OVA, '-'CAR. 1. Ndërtoj përsëri diçka të shkatërruar; rimëkëmb një vend të shkatërruar nga lufta. *Rindërtuan shtëpitë (fabrikat, rrugët, urat). Rindërtuan qytetet (fshatrat, vendin),*

2. I ndryshoj ndërtimin e brendshëm, e ribëj me një renditje ose me një organizim tjetër, e ndërtoj përsëri ndryshe. *E rindërtoi programin (lëndën, teks-tin). E rindërtoi gjithë punën.*

3. Rikrijoj diçka, i jap diçkaje trajtën që ka pa-sur, duke u nisur nga pjesët e saj të ruajtura a të mbetura. *Rindërtoj skeletin. Rindërtoj një fjalë (një gjuhë të vdekur). Rindërtoj ngjarjen (historinë).*

RINDËRTUAR (i,e) *mb.* 1. Që është ndërtuar përsëri, që është rregulluar e ndrequr përsëri; i rimëkëmbur. *Shtëpi e rindërtuar. Fabrikë (uzinë) e rindërtuar. Vepër e rindërtuar. Kështjellë e rindërtuar. Qytet* i *rindërtuar.*

*2.* Që është ndërtuar përsëri nga pjesët e saj të ruajtura a të mbetura ose duke u nisur prej tyre. *Fjalë (trajtë, gjuhë) e rindërtuar. Fytyrë e rindërtuar.*

RING,~>GU *m. sh.* ~GJE, <~>GJET *sport.* 1. Shesh katërkëndësh, i ngritur dhe i rrethuar me tri radhë litarë, në të cilin bëhen ndeshje boksi. *Ring boksi. Litarët e ringut. U ngjit (doli, u ndeshën) në ring. Në mes të ringut.*

*2.* Boksi. *Ringu profesionist. U largua nga ringu.*

RINGJALL *kal.,* ~-A, ~UR. 1. Kthej përsëri në jetë, ngjall përsëri.

2. *fig.* Sjell përsëri në jetë diçka të zhdukur a të shkatërruar; sjell përsëri ndër mend si të gjallë diçka të harruar, të kaluar a të humbur. *Po ringjallin fa-ihizmin (kapitalizmin, klasat e përmbysura). Ringjall të kaluarën. I ringjall ditët e fëmijërisë.*

3. *fig.* I jap përsëri gjallëri; i jap fuqi të re, e për-tërij. *ringjall shpresat (ëndrrat).*

RINGJALLEM *vetv.* 1. Kthehem përsëri në jetë; ngjallem përsëri. *Ringjallet i sëmuri.* 2. *vet. veta HI fig.* Vjen përsëri në jetë, rilind diçkac zhdukur a e shkatërruar; shfaqet përsëri me gjallëri, përtërihet. *Iu ringjallën shpresat. U ringjallen forcat revanshiste. Ringjallet e kaluara. 3. Pës. e* RINGJAIX.

RINGJALLJE,~>A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RINGJALL, RINGJALLEM. *Ringjallja e uendit. Ringjallja e ekonomisë (e industrisë, e buj-qësisë). Ringjallja e militarizmit (e fashizntit).*

RINGJAIXUR (i,e) *mb:* Që është kthyer përsëri në jetë, që është ngjallur përsëri; i përtërirë. *Ushtri e ringjallur. Ekonomi {industri, bujqësi) e ringjalluf. Tokë e ringjallur.*

RINI,~A . 1. Mosha e re e jetës së nieriut në mes të fëmijërisë dhe të pjekurisë; të.qenët i ri. *Rinia e parë (e dytë). Mosha (koha) e rinisë. Ëndrrat (gëzimet) e rinisë. Në lulen e rinisë. Rush punon në rini gëion në pleqëri.fj. u.*

*2.* Të qenët i gjallë, i hedhur e i shkathët, të qenët me! vetitë e moshës së re, tërësia e tipareve të të riut. *Rini e përhershme. Bukuria (gjallëria) e rinisë. I shkël-qen rinia në sy.*

3. *përmb.* Tërësia e të rinjve dhe e të rejave, gjithë të rinjtë e të rejat; brezi i ri. *Rinia shqiptare. Rinia punëtore (fshatare, shkollore). Rinia e botës. Edukimi i rinisë. Program (emision) për rininë.*

4. Organizatë politike që përfshin djeratë e vajzat në moshë të re dhe që udhëhiqet nga PPSh (sot për-doret shkurt në vend të “organizata e rinisë” dhe të “Bashkimi i Rinisë së Punës të Shqipërisë”). *Rinia komuniste (antifashiste). Organizata (byroja) e rinisë. Komiteti (sekretari, përgjegjësi) i rinisë. Aktivi i rinisë. Mbledhja e rinisë. Aksionet e rinisë. Merret me punët e rinisë.*

51 *fig.* Koha e parë e jetës në zhvillimin a në ve-priiptarinë e diçkaje. *Rinia e lëvizjes punëtore. Rinia e qviacionit (e kinematografisë).*

6; *thjeshtligj.* Përdoret kur i drejtohemi në mënyrë familjare një të riu a të reje (zakonisht kur nuk ia dime emrin). *Hajde rini! Jepi, rini! Ç'kemi, rini? Ulu\ rini. Mos u mërzit, rini!*

RINIM,~^I *tn.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RINOJ, RINOHEM. *Rinimi i organizmit (i njeriut).*

RINOHEM *vetv.* 1. Bëhem me i ri, dukem me i ri. *Ka filluar të rinohet. Iu rinua fytyra. Rinohen njerëzit.*

2. *fig.* Fitoj gjallëri e forca të reja; e ndiej veten më të ri; përtërihem. *Rinohet vendi (qyteti). Na U rinuan zemrat. Iu rinuan dëshirat.*

3. *Pës. e* RINOJ.

RINOJ *kal,* 7'OVA, ^UAR. 1. E bej më të ri;
e bëj të duket me i ri. *E rinoi plakun. Këto rroba të rinojnë.*

*2. fig.* I jap gjallëri e forca të reja; e bëj ta ndiejë veten të ri; përtërij. *Na rinoi Portia. E rinuan vendin (atdheun). I rinoi aksioni (kënga).*

3. Fut anëtarë të rinj në një organizatë, fut gjak të ri, e përtërij. *E rinoi organizatën (partinë).*

RINOQERONT,^I *m. sh.* ~>Ë, ~ËT *zool.* Kaf-shë gjitare barngrënëse e viseve të nxehta të Afrikës e të Azisë, me trup të madh e me kokë të zgjatur, që ka në turi një bri a dy brirë; hundëbri. *Rinoqeront afrikan (indian).*

RINOR,^E *mb.* Që është veti e moshës së rinisë, që është karakteristikë e të rinjve, prej të riu; që i për-ket rinisë. *Zemër rinore. Hov (vrull, gëzim, zjarr) rinor. Gjallëri (force) rinore. Ëndërrime (dëshira) rinore. Bukuri rinore. Fytyrë (pamje) rinore. Këngë rinore.*

RINJIHEM *vetv.* Njihem përsëri me dike, më të cilin kam qenë i njohur më parë a dikur; bëhem përsëri i njohur me dike. *U rinjohën me njëri-tjetrin. U rinjohën at e bir (burrë e grua).*

RINJOH *kal,* ^A, -oUR. 1. Njoh sërish dike a dicka, që e kisha njohur shumë kohë më parë a e kisha harruar. *E rinjoha shokun e fëmijërisë. E ri~ njohit vendin.*

*2.* Bëj që të njihen sërish dy a me shumë veta me njëri-tjetrin. *rinjohu me njëri-tjetrin.*

3. I njoh sërish dikujt të drejtën që i ka qenë mo-huar me pare. *Ia rinjohën të drejtat.*
RINJOHJE,'-'A . *sh.* ^E, ^ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RINJOH, RINJIHEM. -RJ-*njohja me shokun e fëmijërisë. Rinjohja e të drejtaVe Këngët (baladat) e rinjohjes së burrit me gruan (së vëllait me motrën). Unaza e rinjohjes.*
RIORGANIZIM,->I *m. sh.* ^E, -vET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIORGANIZOJ, RIOR-GANIZOHET. *Riorganizimi i shkollës (i sistemit arsimor). Riorganizimi i ushtrisë (i administratës, i ekonomisë, i punës, i forcave). Bëj riorganizimin.*
RIORGANIZOHET *vetv.* 1. Organizohet në një mënyrë të re. *Çeta (brigada) u riorganizua. 2. Pës. e* RIORGANIZOJ.
RIORGANIZOJ *kal.,* <-OVA, -oUAR. Organizoj në një mënyrë të re, i ndryshoj organizimin e më-parshëm zakonisht për ta përmirësuar e për t'ua për-shtatur kërkesave a nevojave të reja. *RiorganizoJ shkollën. Riorganizoj ushtrinë. Riorganizoj skuadrën. Riorganizoj ekonominë (prodhimin). Riorganizoj pu-nën (forcat).*
RIORGANIZUAR (i,e) *mb.* Që është organizuar në një mënyrë të re. *Shkollë e riorganizuar. Ushtri e riorganizuar.*
RIOSH,^E *mb. libr.* 1. Që është shumë i ri në moshë; që ka fytyrë të re e të njomë. *Djalë riosh. Vajzi rioshe.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Riosh i bukur.*
RIPARIM,~I *m. sh.* ~>E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIPAROJ, RIPAROHET. *Ri' parim i thjeshtë (i lehtë, i mesëm, i përgjithshëm). Riparime të ndryshme. Riparim teknik. Riparim au~ tomjetesh (biçikletash). Reparti i riparimeve. Co] për riparim. Bën riparime.*
RIPAROHET. *Pës. e* RIPAROJ.
RIPAROJ *kal,* ~KOVA ~"UAR. Ndrcq, mere-metoj. *Riparoj automjetin (karrocën, biçikletën, radion).*
RIPARUAR (i,e) *mb.* I ndrequr, i meremetuar. *Makinë e riparuar. Motor i riparuar.*
RIPARCES,~>I *m. sh.* —", "-'IT. Ai që merret me ndreqje a meremetime, ndreqës. *Riparues automjetesh (motorësh, biçikletash). Brigada e riparuesve.*RIPËRTËRIHEM *velv.* 1. *vet. veto HI biol.* Rritet përsëri një pjesë e organizmit që është dëmtuar a këputur; lëshon përsëri, rin. *Ripërièriket pylli. Riper' tërihet ulliri (bari).*
2. *fig.* Fitoj përsëri forca të reja e gjallëri, bëhem sërish si iri; përtërihem, ringjallem. *U ripërtëri djali (vajza). U ripërtëri vendi. U ripërtërinë traditat.*
3. *Pës. e* RIPËRTËRIJ. *Ripërtërihen makinat (pje-sët e ndërrimit). Të ripërtërihet tufa e bagëtive.*
RIPËRTËRIJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. *biol.* Rrit përsëri një ind ose një pjesë të organizmit që është dëmtuar a është këputur; nxjerr lëkurën e vjetër dhe e zëvendëson me një të re (për disa kafshë). *Ripërtërin lëkurën.*
2. *tek.* Ndreq ose përpunoj një pjesë a një lëndë të përdorur më parë për ta bërë përsëri të vlefshme për punë. *Ripërtëri) pjesët e ndërrimit. Ripërtërij mbeturinat. Ripërtërij vajrat.*
3. I zëvendësoj pjesën e përdorur a të pavlefshme, e bëj prapë si të ri. *Ripërtërij makinën (biçikletën). Ripërtëriu pyllin (vreshtin). Ripërtërij shtëpinë. la ripërtëriu for cat e humbura. Ripërtërinë tufën. Ripër-tërijnë kapitalin.*
4. *fig.* I jap përsëri forca të reja e gjallëri, e bëj përsëri si të ri; përtërij, ringjall. *Ripërtërij artin.*
RIPËRTËRITJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIPËRTËRIJ, RIPËRTËRIHEM. *Ripër-tëritja natyrore. Ripërtëritja kombëtare (morale). Ripërtëritja e pyjeve. Ripërtëritja e tufës së bagëtive. Ripërtëritja e energjive (e forcave). Ripërtëritja e eko-nomisë. Ripërtëritja e pjesëve të ndërrimit. Ripërtëritja e organizatës. Aftësia e ripërtëritjes.*
RIPËRTYPËS,~E *mb. zool.* I. Që e kthen ush-qimin nga stomaku dheepërtyp për së dyti në gojë (për disa kafshë si kau, lopa, dhia, delja etj.). *Kafshë ripërtypëse. Gjitarë ripërtypës.*
2. *si em. kryes. sh.* ~, ~IT. Kafshë që e përtypin për së dyti në gojë ushqimin që kanë ngrënë. *Plëndësi* i" *ripërtypësve.*
RIPOHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIPOHOJ, RIPOHOHET.
RIPOHOHET. *Pës. e* RIPOHOJ. *Ripohohet me gojë (me shkrim). Pohohet e ripohohet.*
RIPOHOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Pohoj a e them përsëri në një rast tjetër; theksoj me force. *Ripohoj^ një qëndrim. Ripohoj me vendosmëri. Ripohoj edhe një here. E ripohoi me gojën e vet.*
RIPOPULLIM,~I *in.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIPOPULLOJ, RIPOPULLOHET. *Ripo-pullimi i fshatit (i qytetit). Ripopullimi i liqenit (i lu-menjve) me peshq. Ripopullimi i pyllit me shpendë.*
RIPOPULLOHET *vetv.* 1. Popullohet përsëri, mbushet përsëri me banorë. *U ripopullua fshati (qy-teti).*
2. *Pës. e* RIPOPULLOJ.
RIPOPULLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Populloj përsëri, mbush përsëri një vend me banorë; mbush përsëri me kafshë e me shpendë një vend. *Ripopulluan fshatrat e braktisura. Ripopulloj me peshq një liqen. Ripopulloj pyllin me shpendë.*
RIPRODHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIPRODHOJ, RIPRO-
DHOHET. *Riprodhim mekanik (edhe psikol). Riprodhim biologjik. biol. Riprodhim natyror. Riprodhiirti* i *veprës (i pikturës). Riprodhimi i mësimit (i bisedës,* i *lajmit). Riprodhimi i njerëzve (i kafshëve, i bimëve). Riprodhim me fare. Koha e riprodhimit. Organet e riprodhimit. biol. Bëj riprodhimin e...*
2. *ek.* Proces i prodhimit shoqëror, që sjell për-tëritjen e pandërprerë të vlerave të harxhuara. *Riprodhimi socialist. Riprodhim i thjeshtë* prodhim që për-sëritet në përmasat e mëparshme. *Riprodhim i zgjeruar* prodhim që i tejkalon përmasat e mëparshme. *Koe-ficienti i riprodhimit. Procesi i riprodhimit.*
3. Vepër ose shkrim që është nxjerrë si kopje nga një tjetër. *Riprodhim besnik.*
RIPRODHOHET *vetv.* I. Lind pasardhës, shu-mëzohet. *Riprodhohen kafshët (shpendët, peshqit, kandrrat). Riprodhohen bimët (pemët).*
*2. Pës. e* RIPRODHOJ.
RIPRODHOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Përsërit diçka me përpikëri duke e kopjuar; paraqit me bes-nikëri diçka duke e pasur si gjedhe. *Riprodhoj një kuadër (pikturë). Riprodhoj jetën në një vepër.*
2. Nxjerr në shumë kopje një shkrim, një vizatim etj., shumëzoj; bëj kopje të tjera. *Riprodhoj foto-grafitë. Riprodhoj një vepër (një skicë). Riprodhoj me dorë (me makinë shkrimi, me shaptilograf).*

3. Përsërit me gojë diçka që e kam në kujtesë. *Riprodhoj një tregim (një fjalim, një bisedë). Eriprodhoi ashtu siç e dëgjoi (siç e pa). Riprodhoj një zë (një këngë). E riprodhoi fjalë për fjalë.*
4. Prodhoj sërish; vë në vend atë që harxhohet. *Riprodhon kapitalin (vlerën).*
RIPRODHUAR (i,e) *mb.* 1. Që është kopjuar bes-nikërisht sipas origjinalit. *Pikturë e riprodhuar.*
2. Që është prodhuar sërish, që ka zënë vendin e asaj që është harxhuar. *Kapitali i riprodhuar. Vlera e riprodhuar.*
RIPRODHUES,~E *mb.* I. Që shërben për shumë-zimin e kafshëve e të bimëve; që ka të bëjë me riprodhimin e kafshëve e të bimëve. *Organe riprodhuese. Qeliza riprodhuese. Aftësia riprodhuese. Kryqëzim riprodhues. Kafshë riprodhuese.*
*1. psikol.* Që ka të bëjë me riprodhimin e diçkaje, të cilën e kemi në kujtesë. *Mendim riprodhues. Ima-gjinatë riprodhuese.*
3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Kafshë që zgjidhet për riprodhim, që të shtohet më tej tufa e një lloji të caktuar. *Riprodhues i ri. Riprodhues race. Zgjedhje e riprodhuesve.*
RIPROVIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Provim i për-sëritur, të cilin e jep një nxënës a student që është rrëzuar një here. *Riprovimi i historisë (i gjeografisë, i gjuhës). Riprovimet e vjeshtës (e gushtit). E dha ri-provimin. Mbeti për riprovim. Man në riprovim.*
RIPUNIM,~I *m. ih.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIPUNOJ, RIPUNOHET. *Ripunimi i projektit (i programit, i tekstit, i artikullit, i tregimit, i veprës). Ripunimi i Jokes. Bëj ripunimin.*
RIPUNOHET. *Pës. e* RIPUNOJ.
RIPUNOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E kaloj edhe një here nëpër duar për ta ndrequr dhe për ta për-mirësuar; e punoj përsëri. *Ripunoj projektin (progra-min). Ripunoj veprën (artikullin). Ripunoj token.*2. E lexoj, e studioj pse e shtjelloj edhe një here një vepër a një material për ta zbërthyer e për ta përve-tësuar me mirë; e punoj përsëri. *ripunuan materialet e Partisë.*
RIPUNUAR (i,e) *mb.* Që i ësbtë bërë një ripunim, që ësbtë ndrequr e përmirësuar më tej; që është pu-nuar përsëri. *Vepër e ripunuar. Program i ripunuar. Botim i ripunuar. Tokë e ripunuar.*
RIPYLLËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve RIPYLLË-ZOJ, RIPYLLËZOHET. *Ripyllëzimi i malit. Pu-nimet e ripyllëzimit. Fidanë (drurë) për ripyllëzim, Bëj ripyllëzimin.*
RIPVLLËZOHET. *Pës. e* RIPYLLËZOJ.
RIPYLLËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Mbjell me drurë një vend të sHpyllëzuar, pyllëzoj përsëri. *Ripy-llezoj kodrat. Ripyllëzoj një vend të zhveshur.*
RIRË (i,e) *mb. shih* RITE (i,e). *Me sy të rirë.*
RISI,~A . 1. *shih* RINI,~A i. *Risi e përjetshme. Ijep risi.*
2. Të qenët i një moshe të re (për një dukuri), vetia e diçkaje që ka pak kohë që është shfaqur. *Risia e një dukurie.*
3. edhe *sh.* ~, ~TË. Dukuri e re, diçka që del për here të parë ose që hyn e re në jetë. *Risitë në gjuhë.*
RISK,~U *m. bised.* Fat, kësmet; pjesa që i bie një njeriu sipas fatit që ka (sipas besëtytnive). *Ky qe risku i tij. Njeri pa risk. la preu riskun. lu be risk.*
RISHES *kal.,* ~lTA, ~lTUR. Shes përsëri _diçka që katn blerë (zakonisht me pakicë përtë nxjerrë fitime).
RISHFAQ *kal.,* ~A, ~UR. Shfaq përsëri diçka. *Rishfaq dëshirat (kërkesat). Rishfaq filmin (dramën).*
RISHFAQET *vetv.* 1. Shfaqet përsëri, del, duket sërish. *Iu rishfaq sëmundja. M'u rishfaqën skenat e ngjarjes.*
*I. Pës. e* RISHFAQ.
RISHFAQJE,~'A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RISHFAQ, RISHFAQET. *Rishfaqja e filmit. Rishfaqja e zakoneve. Rishfaqja e së-mundjes.*
RISHIKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RISHIKOJ, RISHIKOHET.
*Rishikim i plotë Çrrënjësor, kritik). Rishikimi i planit (i normës). Rishikimi i vendimeve (i çështjes). Ka ne-vojë për rishikim.*
RISHIKOHET. *Pës. e* RISHIKOJ.
RISHIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shqyrtoj sërish diçka për të gjetur të metat a gabimet dhe për ta ndrequr ose ndryshuar; e shikoj përsëri për ta ndry-shuar. *E rishikoi çështjen. E rishikuan planin (normën). Rishikoj një vepër. E rishikuan ligjin. E rishikoi qën-drimin ndaj detyrës (ndaj shokëve). I rishikoi pikëpam-jet e veta. Rishikoj mundësinë e... Rishikoj me sy kritik.*
RISHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që shiste mallra të blera më parë nga dikush tjetër (zakonisht me | pakicë për të nxjerrë fitime).
RISHlTJE,~A . Veprimi sipas kuptimit të foljes RISHES. *Rishitja me pakicë. Rishitja e ntallrave.*
RlSHKRUAJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E shkruaj
përsëri diçka për ta dhënë më të pastër ose për ta ndryshuar; i shkxuaj përsëri dikujt. *E rishkroi artikullin (librin). I rishkroi kujtimet. E rishkroi hartimin që nga fillimi.*
RISHKRUHET. *Pës. e* RISHKRUAJ.
RISHPËRNDAHET. *Pës. e* RISHPËRNDAJ.
RISHPËRNDAJ *kal,* ~VA, ~RË. Shpërndaj përsëri në një mënyrë tjetër. *Rishpërndaj të ardhurat (fitimet,fondet).*
RISHPËRNDARJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RISHPËRNDAJ, RISHPËRNDAHET. *Rishpërndarja e të ardhurave (e fitimeve, e mjeteve). Rishpërndarja e forcave (e kuadrove).*
RISHQYRTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RISHQYRTOJ, RISHQYR-TOHET. *Rishqyrtim kritik (i plotë, i imët, rrënjësor). Rishqyrtimi i kërkesave (i lutjeve). Rishqyrtimi i vendimeve (i planeve, i detyraVe, i normave). I bënë një rishqyrtim.*
RISHQYRTOHET. *Pës. e* RISHQYRTOJ. *Si-
shqyrtohet vendimi.*
RISHQYRTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shqyrtoj përsëri; e marr përsëri në shqyrtim për ta ndryshuar; rishikoj. *E rishqyrtoi kërkesën (çështjen). E rishqyr-tuan projektin. I rishqyrtuan normal.*
RISHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që është i ri në një punë a detyrë dhe që ende nuk ka përvojë, fillestar, i ri. *Është rishtar në zanat.*
*2. fet.* Ai që sapo ka veshur rrobën fetare dhe që shërben në një manastir për një periudhë prove derisa të bëhet murg (në vendet ku vepron kisha e krishterë).
RISHTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* RISH-TAR,~I.
RISHTARI,~A. *fet.* Koha e proves së një rishtari në një manastir (në vendet ku vepron kisha e krishterë). *Kreu (mbaroi) rishtarinë.*

RISHTAS *ndajf.* 1. Para pak kohe, tani shpejt. *emëruar rishtas. I martuar rishtas. Ka hyrë në punë rishtas. Erdhi rishtas.*
2. Përsëri, prapë; edhe një here nga e para. *E mbollën rishtas. Doli (u duk) rishtas. Erdhën rishtas.*
RlSHTAZI *ndajf.* Rishtas. *Filloi rishtazi. U krijua rishtazi. I ardhuri rishtazi.*
RISHTE,~T . *vet. sh.* 1. *gjell. shih* PETARISH-TE,~T. *Supë me rishte. 2. anat.* Kërcet (e truf)it).
RISHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përtërij. *rishtoi forcat.*
RISHTYP *kal.,* ~A, ~UR. Shtyp përsëri një vepër a një shkrim pa i bërë ndryshime. *Rishtyp librin (artikullin). Rishtyp me makinë.*
RISHTYPET. *Pës. e* RISHTYP. *U rishtyp në dhjetë mijë cope.*
RISHTYPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RISHTYP, RISHTYPET. *Rishtypja e librit (e veprës). E drejta e rishtypjes. Nda-lohet rishtypja.*
2. Vepër (a diçka tjetër) e shtypur përsëri. *Ndahhet qarkullimi i rishtypjeve.*RIT,~I *m. sh.* ~E, "-"ET. I. Tërësia e zakoneve që bëhen sipas një rregulli të ngulitur nga tradita për raste të caktuara të jetës së përditshme; ceremoni. *Rit* i *veçantë (solemn). Ritet popullore. Riti i dasntës (i varrimit). Kryej një rit.*
2. Tërësia e vepriraeve të një kulti fetar, që bëhen sipas një rregulli të caktuar nga dogma. *Rit fetar. Kryejnë ritet.*
3. Kult fetar i caktuar. *ritit ortodoks.*
RITË (i,e) *mb.* Pak i lagët, i njomë; pak i njomur nga lotët, i përlotur. *Bar i rite. Ndërresa të rita. Me sy të rite. Shami e rite.*
RITËM,~MI *m. sh.* —ME, -MET. 1. *let.* Për-sëritje e rrcgullt e rrokjeve të theksuara e të pathek-suara ose e rrokjeve të gjata e të shkurtra në një varg. *Ritëm poetik. Ritmi i vargut. Skema e ritmit.*
2. *muz.* Lëvizja e rregullt dhe zgjatja e tingujve, që bëhet në përputhje me njësitë e caktuara të kohës; zgjatja e rregullt e lëvizjeve të një valleje, që për-puthet me muzikën. *Ritëm muzikor. Ritmi i melodise. Ritmi* i *vallëzimit. Me ritëm të shpejtë (të ngadaltë). Ka ritëm. Mbaj (prish, rregulloj) ritmin. I dha ritmin.*
3. Lëvizje që përsëritet me rregullsi në kohë; rrah-je. *Ritmi i zemrës (i pulsit). Ritmi i lëkundjeve. Ritmi i frymëmarrjes. Çrregullime të ritmit.*
4. Shpcjtësia më të cilën bëhet një punë, një ve-prim ose zhvillohet një proces. *Ritëm i shpejtë (i nga-dalshëm, i lartë, i ulët). Rit met e punës (e mbjelljeve, e lojës). Ritmi i jetës. Ritmet e zhvillimit (e rrit)es, e shtimit). Ngritja (rënia, utja) e ritmit. Ecën (zhvillohet) me ritëm të shpejtë. I shpejtuan ritmet. Ecin me ritmin e kohës.*
RITMIK,~E *mb.* 1. *let., muz.* Që ka të bëjë me ritmin, i ritmit; që ka një ritëm të caktuar. *Theksi ritmik. Vargu ritmik. Muzikë ritmike.*
2. Që bëhet me një ritëm të caktuar; që bëhet në mënyrë të rregullt e pa ndërprerje. *Hapa ritmike. Lëvizje (ecje, zhurmë) ritmike. Punë ritmike. Reali-zirni ritmik i planit. Në mënyrë ritmike.*
RITMIKË,~A. 1. *let., muz.* Mënyra e organizittit të ritmit në një poezi ose në një pjesë muzikore; tërësia e veçorive të ritmit në një vepër; dega e teorisë së letërsisë dhe e muzikës që merret me studimin e kësa j mënyre dhe të këtyre yeçorive. *Ritmika popullore.*
2. Mënyra e rregullt, sipas së cilës bëhet a zhvillohet diçka; ecuria ose kryerja e diçkaje sipas afa-teve të caktuara. *Ritmike e rregullt (e lartë). Ritmika e lëvizjeve. Ritmika e punës. Ritmika e prodhimit. Ritmika e jetës. Shkel ritmikën.*
RITMKlSHT *ndajf.* Në mënyrë ritmike, sipas një ritmi të rregullt; pa ndërprerje. *Punon ritmikisht. Lëviz (ulet, ngrihet) ritmikisht. E plotësojnë planin ritmikisht. Ndjek ritmikisht.*
RITRANSMETIM,^I *m. sh.* <->E, ~-'ET *radio.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RITRANSME-TOJ, RITRANSMETOHET. *Ritransmetimi i emisio-neve të radios dhe të televizionit.*
2. Program i radios ose i televizionit që jepet për së dyti.
RITRANSMETOHET *radio. Pës. e* RTTRANSME-TOJ.
RITRANSMETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *radio.*
1. Marr një vale radioje ose televizioni dhe e përfor-coj për ta përhapur përsëri ose për ta dërguar me larg.
2. Jap përsëri me radio ose me televizion diçka që është transmetuar një here; përserit. *E ritransme-tuan koncertin (ndeshjen).*
RITRANSMETUES,~I *m. sh.* ^*J,* ~4T *radio.* Apa-rat që raerr një vale radioje ose televizioni dhe e për-forcon për ta dërguar me larg. *Ritransmetues i fuai-shëm. Ritransmetues i radios (i televizionit). Vendos (përdor) një ritransmetues.*
RITRANSMETUES,~E *mb. radio.* Që shërben për të ritransmetuar; që bën ritransmetim. *Aparat ritransmetues. Radist ritransmetues.*
RITREGIM,-JI *m. sh.* <-”>E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RITREGOJ, RITREGOHET. *Ritregim me gojë. Ritregimi i përmbajtjes. Rttregimi i ngjarjes. Ritregimi i një cope (pjese) let rare. Bëjnë ritregimin.*
RITREGOHET. *Pës. e* RITREGOJ.
RITREGOJ *kal,* ~OVA, -”>UAR. Përserit me fja-lët e mia, me shkrim ose me gojë, një pjesë të le-xuar ose diçka të parë a të dëgjuar. *E ritregojnë ngjar-jen (tregimin, romanin). E ritregojnë me gojë (me shkrim). E ritregoi pike për pike. E tregoi dhe e ritre-goi disa here. Ritregon bukur.*
RITUAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Tërësia e riteve të jashtme, që,bëheshin gjatë një ceremonie fetare. *Ritual fetar. Ritual pagan.*
2. Tërësia e veprimeve të jashtme, që bëhen në mënyrë të rregullt e të pandryshueshme për të kryer diçka. *Ritual i ri (i vjetër). Rituall i ngrënies (I mik-pritjes).*
RITUAL,~E *mb. libr.* Që i përket ritit; qo bëhet sipas një riti. *Festë rituale. Ceremoni rituale. Këngi (pjesë) rituale.*
RITHEKSIM,'o'I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RITHEKSOJ, RITHEKSOHET. *Ri-theksimi i vendosmërisë (i dëshirës, t kërkesës). Ri-theksimi i qëndrimeve.*
RITHEKSOHET. *Pës. e* RITHEKSOJ.
RTTHEKSOJ *kal.,* ~OVA, ~”UAR. Theksoj përsëri, vë përsëri në dukje. *Ritheksо] kërkesën (qi-llimin, besnikërinë). Ritheksoj rolin (rëndësinl). Ri-theksoj me force (në mënyrë të prerë).*
RIVAL,"- *m. sh.* ~”Ë, ~ËT. 1. Ai që hahet me dike në një lëmë për t'ia kaluar ose për të sbtënë në dorë diçka, që mund ta ketë vetëm njëri; ai që hahet me një tjetër për të fituar dashurinë e një gruaje. *Rivali kryesor. Rival i*

*rrezikshëm (i forte). Ndeshja e rtvalëve. E la prapa rivalin. E ka rival.*
*1.* Ai që ka cilësi dhe merita të njëjta a ië kraha-sueshme me një tjetër. *Nuk ka rival.*
RTVAL,~4E *mb.* Që synon t'ia kalojë një tjetri në një fushë ose që kërkon të futë në dorë diçka, të cilën e dëshiron edhe një tjetër; që është në riva-litet me një tjetër. *Skuadër rivale. Forca (vende) rt-vale.*
RTVALE,'-'JA. *sh. ~E, ~"ET. Fem. e* RTVAL,~I. *Rivale e forte.*
RTVALITET,-—I *m. sh.* ~^E, ~ET. Të qenët rivalme një tjetër a më të tjerë për të njëjtën gjë; synimi për t'ia kaluar dikujt në një fushë ose për të shtënë në dorë diçka që e kërkojnë edhe të tjerët. *Rivalitet* i *madh (i forte, i ashpër). Rivalitet ekonomik (politik). Rivalitet interesash. Rivalitet midis skuadrave (eki-pëve, qyteteve). Është në rivalitet me dike. Ka rivalitet. Shtohet (thellohet) rivaliteti.*
RIVALIZOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Hahem me dike në një lëmë për t'ia kaluar ose për të shtënë në dorë diçka, që mund ta ketë vetëm njëri; hahem me një tjetër për të fituar dashurinë e një gruaje (burri). *Rivalizojnë kush e kush të dale i part. Rivalizojnë në sport (në bukuri).*
RIVENDIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt. 1.* Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve RIVENDIKOJ, RIVENDIKOHET. *Rivendikimi i të drejtave. Riven-dikimi i pasurisë. Padia e rivendikimit.*
2. *kryes. sh.* Kërkesat që ka dikush për t'iu kthyer diçka, të cilën e quan se i përket më të drejtë. *Riven-dikime tokësore (ekonomike). Ka rivendikime. Nuk heqin dorë nga rivendikimet.*
RIVENDIKOHET *drejt. Pës. e* RIVENDIKOJ.
RIVENDIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *drejt.* Kër-Jcoj të me kthehet a të me jepet përsëri diçka që e quaj se me përket më të drejtë. *Rivendikojnë tokat e pushtuara. Rivendikoj të drejtat.*
RIVENDOS *kal.,* ~A, ~UR. I. Kthej përsëri diçka në gjendjen e mëparshme, e bëj përsëri të pu-iojë a të jetë si me pare. *Rivendos marrëdhëniet. Rivendosën qetësinë (rregullin). Rivendosi besimin e humbur. Rivendosi drejtpeshimin. Rivendosën ndër-lidhjen. Rivendosën unitetin.*
2. Kthej përsëri dike në vendin e mëparshëm; i kthej prapë atë që i ishte hequr pa të drejtë. *E rivendosën në punë.*
3. Sjell prapë në fuqi një rend ose një regjim, që ishte përmbysur, restauroj. *Përpiqen të rivendosin pushtetin e vjetër. Po rivendosin kapitalizmin.*
RIVENDOSEM *vetv.* 1. Kthehem përsëri në ven-din e parë ose në gjendjen e mëparshme; *vet. veta III* fillon përsëri të punojë a të jetë si me pare. *U rivendos në fshat (në shtëpi). Rivendoset pulsi.*
*2. vet. veta III.* Vjen përsëri në fuqi një rend ose një regjim, që ishte përmbysur, restaurohet.
3. *Pës. e* RIVENDOS.
RIVENDOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIVENDOS, RIVENDOSEM. *Rivendosja e rregullit (e qetësisë). Rivendosja e të drejtave. Rivendosja e ndërlidhjes. Rivendosja e pushtetit. Rivendosja e marrëdhënieve (e lidhjeve).*
RIVË *kal,* RIVURA, RIVIINË. Vë përsëri. *E rivuri topin në lojë. Rivunë në skenë (një pjesë). E rivuri në për-dorim (në shfrytëzim) diçka. E rivuri në vend diçkaa dike.*
RIVËNIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIVË, RIVIHET. *Rivënia në skenë. Rivëniet e topit. Rivënia e minierës në shfrytëzim.*
RIVIERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Breg deti me pamje të bukur natyrore. *Riviera shqiptare. Qytetet (fshatrat, bukuritë) e rivieres. Pushojnë në riviere.*
RIVlHET. *Pës. t* RIVË.
RIVLERËSlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIVLERËSOJ, RIVLE-RËSOHEM. *Rivlerësim cilësor (kritik). Rivlerësimi i mallit (i pasurisë, i monedhës). Rivlerësimi i gjendjes. Rivlerësimi i vlerave.*
RIVLERËSOHEM. *Pës. e* RIVLERËSOJ. *Rivle-rësohet monedha. Rivlerësohet trashëgimia (tradita).*
RIVLERËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Vlerësoj, çmoj përsëri në mënyrë të ndryshme; ia jap përsëri vlerën që kishte a e vlerësoj me lart, ia ngre përsëri vlerën. *Rivlerësoj monedhën. Rivlerësoj mallin (pa-surinë).*
*2.* Shqyrtoj një trashëgim kulturor, shkencor etj.. një punë, një teori për ta vlerësuar në një dritë tjetër, sipas kushteve e kërkesave të reja. *Rivlerësoj me-todat. Rivlerësojmë trashëgiminë kulturore. Rivlerë-sojmë vlerat e së kaluarës. Rivlerësoj pikëpamjet e dikujt. Rivlerësoj punën e dikujt.*
RIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Peshqir me push për të fshirë fyiyrën. *Fshif fytyrën (buzët, duart) me rizë.*
*2.* Pëlhurë zakonisht e qëndisur, që vënë grate në kokë; shami koke e madhe. *Rizë e bardhë (e ze2ë). Rizë koke. Mban rizë. Lidh (vë, heq) rizën.*
3. Cipa e dhjamtë *që* mbështjell organet e zgavrës së barkut të kafshëve. *hoqi rizën.*
RIZGJEDH *kal.,* ~ODHA, ~EDHUR. Zgjedh përsëri, zgjedh edhe një here tjetër dike në detyrën e mëparshme. *E rizgjodhën deputet. E rizgjodhën by-ronë e organizatës.*
RIZGJEDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RIZGJEDH, RIZGJ1-DHEM. *Rizgjedhja e deputetëve. Me rastin e rizgje-dhjes së dikujt. Bëhen rizgjedhjet.*
RIZGJEDHUR (i,e) *mb.* Që është zgjedhur pëi-sëri; që është zgjedhur edhe një here në detyrën e mëparshme. *Byroja e rizgjedhur. Sekretar i rizgjedhur.*
RIZGJIDHEM. *Pës. e* RIZGJEDH. *U rizgjodh për të tretën here. U rizgjodh sekretar i organizatës.*
RIZOMË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Kërcell i nën-dheshëm e i nyjëzuar i disa bimëve, që nxjerr disa gjethe të vogla e rrënje plotësuese. *Rizomat e palates (e gramit, e fierit). Rizomat e pishes. Shumëzimi me rizoma.*
ROB,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT. I. *hist.* Ai që nuk kishte fare mjete prodhimi, që nuk kishte asnjë të drejtë dhe që ishte prone e plotë e një pronari, i cili e detyronte të punonte në kushte shumë të rënda e mund ta shiste a ta vriste. *Skllavopronarët dhe ro-bërit. Kryengritjet e robërve. Tregtia (shitja, blerja, vrasja) e robërve. Shitej (blihej) si rob.*
*2. hist.* Skllavi i tokës, bujkrob. *Robërit e tokës. Bujq robër.*
3. Ai që zihet i gjallë në luftë nga kundërshtari. *Rob lufte. U zu (ra) rob. E mbajtën rob.*
4. *fig. keq.* Ai që është i detyruar të zbatojë verbë-risht urdhrat dhe dëshirat e dikujt; ai që është nën pushtetin e plotë të diçkaje, që ndjek në mënyrë të verbër diçka;

skllav. *Rob izakoneve prapanike. Rob* i *veseve (i lakmive)*, *Nuk bëhem rob i tjetrit. I qëndron rob besnik.*
5. *sh.* ~, ~TË *bised.* Njeri; pjesëtar i familjes,njeri i shtëpisë, frymë (si njësi numërimi). *Robtë e shtëpisë. Bëhetni shuntë rob. Si i ke robtë? Nuk e di rob* i *gjallë. Robi i do të gjitha.*
• Me rob e robi *shih te* ROBI,~^A. As rob, as korb asnjeri, askush.
ROBËRESHË,^A. *sh.* '-A, ~AT. *Fem. e* ROB, ^I 1-4. *Robër e robëresha. E bënë robëreshë.*
ROBËRI,~'A . 1. Gjendja e atij që ka humbur lirinë; të qenët nën zgjedhën e dikujt, skllavëri. *Ro-bëria fashiste (osmane). Theu prangat (zinxhirët) e robërisë. Ra në robëri. U çliruam (shpëtuam) nga ro-bëria.*
*2. hist.* Bujkrobëri. *Roberta feudale.*
3. *përntb. bised.* Nj'erëzia; tërësia e njerëzve të shtëpisë.
ROBËRIM,~^I m. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ROBËROJ, ROBËROHEM. *Robërim ekonomik (politik, kulturor). Robërimi fa-shist (osman). Robërimi i popujve (i vendeve). Robërimi i mendjes (i zemrës). Koha e robëritrtit. Li4ftoj kundër robërimit.*
ROBËROHEM. *Pës. e* ROBËROJ 1,2.
ROBËROJ *kal.,* ~<OVA, '-'CAR. 1. I heq lirinë sine pavarësinë dikujt me dhunë, e vë nën zgjedhë. *Robëruan popullin. Robëruan vendin.*
*2. fig.* E vë plotësisht nën pushtetin tim, e bëj t'u bindet dëshirave të mia, e bëj për vete. *robëroi zem-rën (vullnetin). Kjo këngë të robëron.*
3. *jokal. bised.* Punoj shumë si rob, robtohem. *Ro-bëronin për një cope bukë. Punonte e robëronte.*
ROBËRCAR (i,e) *mb.* Që ka humbur lirinë dhe pavarësinë, që ka rënë nën zgjedhën e huaj, që është në robëri. *Popull (vend) i robëruar. Njerëz të robëruar.*
ROBËRCES,~JE *mb.* 1. Që synon të robërojë një tjetër; që e vë nën zgjedhë dike, që e kthen në rob. *Luftë robëruese. Politikë robëruese.*
*2.* Që është krejt në dëm të njërës pale, që përmban kushte të rënda për njërën anë. *Marrëveshje robëruese. Kushte robëruese.*
3. *fig.* Që të bën për vete, që të magjeps. *Vështrim robërues.*
ROBI,~A . *përmb. krahin.* Tërësia e njerëzve, njerëzit.
•*k* Me rob e robi më të madh e më të vogël, me g jit he njerëzit e shtëpisë, krejt.
ROBINJË,~'A . *sh. ~->A,* ~>AT. Robëreshë; skllave. *Robinja e shtëpisë. I merrnin robinja.*
ROBlT (ROBIS) *kal.,* ~>A, ~>UR *vjet.* 1. Plaçkit, rrjep. *Robitnin njerëzit. X.* E bëj rob.
ROBITEM *vetv.* Robtohem. *Robitej në punë. Ro-biteshin për bejlerët (nëpër dyert e pasanikëve). Ro-bitet me bagëtitë.*
ROBOT,~'I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Aparat automa-tik, që kryen në mënyrë të pavarur sipas një programi veprime të ndërlikuara dhe që mund të zëTenëesojë pjesërisht punën e njeriut në disa fusha. *Dërgimi i, robotëve në Hënë. Mekanizmi i robotit. Vepron si robot.*
2. *fig. keq.* Ai që e kryen automatikisht punën
e ngarkuar, njeri që nuk ka vullnetin e vet e që nuk ka fare aftësi të veprojë në mënyrë të pavarur.
ROBTI,~A . Punë e rëndë dhe e mundimshme.
ROBTOHEM *vetv.* Punoj rëndë, mundohem shumë, rripem së punuari, me bie bretku. *Robtohej ditë e natë. Robtohej në punë. Robtoheshin gjithë jetën. Robtohej me bagëtinë. U robtua në kurbet.*
ROBTOJ *jokal.,* '-OVA, ~>UAR. Robtohem. *Robtonin për bukën e gojës. Robtonte në shi e në diell.*
ROBTUAR (i,e) *mb.* Që është i dërrmuar nga puna e rëndë dhe e gjatë; i rraskapitur. *Grua e robtuar.*
ROD,~>I *m. sh. r~jR,* ^JET *krahin.* 1. Gjini; fis. *Rod i mirë (i keq). Vajzë rodi. Derë rodi. E ka për rod. Rod pas rodi. Rodi i shqiptarit.*
*2.* Lloj, fare. *Rod misri. Rod gjarpri.*
RODHAN,~JI *m. sh.* ~>Ë, ~>ËT. 1. Gjep ku mbësh-tillet peri, masur. *Rodhan penjsh. Rodhan druri.*
*2.* Çikrik. *Rodhani i makinës. Rodhani i It tar it. Rodhani i pusit. Rodhan mulliri.*
ROGAÇ,~I *m. sh.* -JEÇË, ~^EÇËT. 1. Kafshë
e tredhur (zakonisht për qetë).
*2. vjet.* Ai që vishej ndryshe dhe vinte në fytyrë një maskë me brirë etj. për karnavale; karnaval. *Rroba rogeçësh. Dita e rogeçëve.*
ROGA-ROGA *ndajf.* Me lara vende-vende; me shumë pulla. *E ka shtatin roga-roga. E qethi roga-roga* e qethi shkallë-shkallë diku me cekët e diku me thellë. *Bie (ka zënë) dëbora roga-roga* bie (ka zënë) dëbora vise-vise diku po e diku jo.
ROGË,~>A . *sh.* ~>A, ~^AT. 1. Lëndinë me bar në mes të pyllit, lirishtë; vend i zhveshur në mes të pyllit; lëndinë me bar në një faqe mali. *Rogat e bjesh-këve. Rogë pylli. Mai me roga. Kullot bagëtinë nëpër roga. Dolën në një rogë.*
*2.* Pjesë e zhveshur ose e rrjepur; pullë; larë. *Me roga të bardha (të zeza). Iu be një rogë në kokë. Ka mbirë misri në are me roga.*
• Në rogë të ballit në mes të ballit, në lule të ballit.
ROGOHEM *vetv.,* ~>OVA (u), ~>UAR. 1. *vet. veta III.* Shkrihet, tretet vende-vende (bora). *Rogohet bora.*
*2.* Me bien flokët vende-vende, me bëhet koka pulla-pulla nga rënia e flokëve.
ROGOVECKË,~A . *sh.* ~>A, -'AT *bot., krahin. shih* AKACIE,~A. *Rogoveckë e bardhë (e Verdhë).*
ROGJA,~'NI *m. sh.* ~JJ, ~JJTË. Degë e një lumi, që ndahet në shumë krahë, para se të derdhet në det.
ROGJE,~'JA . *sh.* ~>, ~TË. Enë e vogël balte me grykë të ngushtë e me bark; shishe e vogël me bark të rrumbullakët. *Rogje balte (xhami). Rogje për vaj (për verë). Mbush rogjenë.*
ROGJEZË,~"A . *sh.* ^A, ^AT. Enë e vogël prej qelqi me grykë të ngushtë dhe e mbyllur, në të cilën ruhet një lëng që përdoret për mjekim me anë të gjilpërave.
ROIT *jokal.,* ~I, ~UR. 1. *blet.* Çohet e ikën gjctiu nga zgjoi bashkë me matkën një pjesë e bletëve, kin shtohen, për t'u lëshuar vendin matkës së re dhe zo-gave; lëshon, shtie, luzmon. *Roiti bleta.*2. Bën një zhurmë si ajo kur ikin bletët; zukat, gumëzhin. *Roit shiu (era). Roitin makinat. Roitin zërat e fëmijëve. Me roitin veshët.*
3. *fig.* Me shfaqet me shumice e përnjëherësh, me gëlon. *Me roitin mendimet (kujtimet).*
4. *edhe veta I fig.* Luaj nga mendja, shkalloj; i ikën (mendja). *Roiti plaku. I roiti mendja. I roitën trutë.*
5. Shket, vithiset. *Roiti dheu. Roiti vendi.*
6. Rrjedh. *Roit ena.*
ROITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *blet.* Veprimi sipas kuptimit 1 të foljes ROIT. *Roitja e parë (e dytë). Roitje natyrore. Roitja e bletëve.*

ROJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *blet.* Luzma e bletës; tufa e bletës kur roit. *Roji i parë (i dytë). Fluturon (del) roji.*
ROJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Detyra për të ruaj-tur dhe për të mbikëqyrur me kujdes diçka a dike që të mos e sulmojnë, të mos e dëmtojnë a të mos e grabitin. *Shërbimi i rojës. Dita e rojës. Vendi i rojës. Bëj rojë* ruaj. *Kant rojë. Jam (rri) në rojë. Marr (do-rëzoj) rojën.*
2. Njeri, zakonisbt i armatosur, t ngarkuar për të ruajtur diçka a dike, rojtar; pjesëtar i një grupi të ngarkuar për të ruajtur diçka a dike. *Rojë e armatosur. Rojë nate. Roja e kooperativës (e fabrikës, e depos). Rojë pyjesh. Rojë kufiri. usht.* kufitar. *Rojë personate. Vë rojë. Lajmëroj (thërres) rojën. Rri rojë.*
3. *përmb.* Njësi ose trupë e vogël ushtarake, e caktuar për të kryer shërbimi n e patrullimit, të mbi-këqyrjes dhe të ruajtjes së diçkaje, vendi i qëndrimit të kësaj njësie. *Trupi i rojës.Vendi i rojës. Oficeri (ko-mandanti) i rojës. Ndërroj rojën.*
4. Shërbim që i ngarkohet dikujt here pas here për të përmbushur një detyrë a nevojë në orët epu-shimit të përgjithshëm; njeriu ose institucioni që e kryen këtë shërbim. *Nëpunësi i rojës. Mjeku (infer-mieri) i rojës. Mamia e rojës. Farmacia e rojës. Dhonia (kabina) e rojës. Posta (anija) e rojës. usht. Kam (bëj) rojën.*
•*k* Në rojë të... në mbrojtje të... Rojë nderi a) shërbim i veçantë që bëhet për nder të dikujt ose për të nderuar kujtimin e dikujt; b) trupë e veçantë që radhitet për nder të dikujt. Qen roje a) qen që ruan një banesë, një tufë bagëtish etj.; b) *fig. keq.* njeri që bëhet vegël besnike e dikujt për të mbrojtur interesat e tij. Ndërrim roje heqja e një njeriu ose e një grupi të veçantë dhe zëvendësimi më të tjerë në një post drejtues pa sjellë ndonjë ndryshim në politikë ose në mënyrën e drejtimit.
ROJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Bleta që ikën nga zgjoi i vet.
2. Bagëti që shkëputet nga tufa e vet.
3. *fig.* Grua Uafazane.
ROJSI,~A . Shi i madh. *Ra një rojsi.*
ROJTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është ngarkuar të bëjë rojë në një vend; rojë. *Rojtar pylli. Rojtar fushe (are, Vreshti, pemishteje). Rojtar burgu. E vë rojtar.*
ROJTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ROJ-TAR,~I.
ROK,~U *m.* Lloj gruri i shkurtër, me kalli pa hala.
ROKOKO,~JA . *arkit.* 1. Stil i arkitekturës dhe i zbukurimit, që lulëzoi në Evropën Perëndimore në shekullin XVIII dhe që dallohej për larminë e stër-holluar të formave e të vijave të çuditshme e të tep-ruara. *Rokokoja në skulpturë.*
2. *përd. mb.* Që bëhet sipas këtij stili. *Stil rokoko. Art rokoko.*
ROL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. *teatër.* Pjesë e një teksti që përmban fjalët e një figure (personazhi) që duhet të thotë aktori në skenë, në film etj.; figura (personazhi) që mishëron dhe paraqet aktori në skenë, në film etj. *Rol kryesor (episodik). Në rolin e burrit (e mjekut). Kopjoj (mësoj, studio}) rolin. Luaj (inter-pretoj) rolin. Ndaj rolet. Ndërroj rolin (rolet).*
2. Vendi që zë diçka në një veprimtari, në një punë, në një organizëm etj., funksion, punë; puna ose detyra që bën ose që merr përsipër dikush përkohësisht në vend të një tjetri. *Soli i zemrës (i trurit). Roli i foljes në fjali. Në rolin e komandantit (e përgjegjësit). Ka rol ndihmës. Luan rolin e përçuesit (e ftohësit).*
3. Ndikimi dhe rëndësia e dikujt në një fushë të jetës shoqërore; shkalla e pjesëmarrjes dhe e ndikimit të dikujt a të diçkaje në një veprimtari; veprim. *Rol pozitiv (aktiv). Rol politik (ekonomik, shqqëror). Rol historik (vendimtar, kryesor, udhëheqës, drejtues, organizues). Rol i veçantë (i dukshëm). Rol i dares së pare. Rol pararojë. Roli i burrit (i gruas, i prindit). Roli i masave (i individit). Roli i partisë (i organizatës, i pushtetit, i klasës). Roli i punës. Roli i artit (i shken-cës). Luan rol* ka rëndësi, ushtron ndikim të ndje-shëm. *Nuk ka (nuk luan) ndonjë rol* nuk ka rëndësi, nuk ushtron ndonjë ndikim.
• Luan rolin *e dikuj't shih te* LUAJ. I është futur (i ka hyrë) mirë rolit *libr. shih te* FUTEM.
ROLETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Thurimë prej thuprash druri ose prej lënde tjetër, që ulet e ngrihet duke e mbledhur me anë të një rripi dhs që shërben për të mbyllur plotësisht a pjesërisht një dritare. *Roletat e dritares. Hap (mbyll) roletat.*
ROMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Qytetar i Ro-mës së lashtë ose i Perandorisë së lashtë të Romës. *Legjionet e romakëve.*
ROMAK,~E *mb. hist.* Që lidhet me Perandorinë e lashtë të Romës ose me qytetarët e saj, që është karakteristik për Perandorinë e lashtë të Romës ose për qytetarët e saj, i Romës ose i romakëve të lashtë-sisë; që është krijuar nga romakët e lashtë. *Perandoria Romake. Bota romake. Pushtimet romake. E drejta romake. Arti romak. Sundimi romak.*
Shifrat romake shenjat e numrave (1,. II, III, IV, X, C etj.), që janë të ndryshme nga shifraf arabe dhe që përdoren zakonisht në vend të numëro-rëve rreshtorë.
ROMAN,~I i m. *sh.* ~E, ~ET *let.* Vepër letrare e gjatë, zakonisht në prozë, e cila pasqyron një rreth të gjerë ngjarjesh e dukurish nga jeta dhe karaktere, që shtjellohen në zhvillimin e tyre dhe në lidhjet e ndërlikuara me kohën e me jetën e sho-qërisë; gjinia letrare që përfshin këto lloj veprash. *Roman i gjatë (i shkurtër). Roman shoqëror (historik, epik, psikologjik). Roman kalorësiak (policor, fan-tastik). Roman në vargje. Autor romanesh. Heroi i romanit. Cikël romanesh. Shkruaj (botoj) një roman.*ROMAN,~I n *m. sh.* ~E, ~ET *krahin. shih* SHULËS,~I i.
ROM^N,~E *mb. gjuh.* Që e ka prejardhjen nga latinishtja popullore dhe që është vazhdimi i saj; neolatin. *Gjuhët romane* italishtja, spanjishtja, por-tugalishtja, frëngjishtja, rumanishtja etj.
ROMANCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *muz.* Pjesë e vogël muzikore me karakter lirik, që është krijuar sipas fjalëve të një vjershe dhe që këndohet e sho-qëruar me vegla. *Romance për violinë dhe orkestër. Kendoj një romance. Luaj një romance.*
*2. let.* Vjershë e shkurtër lirike, që u kushtohet zakonisht ndjenjave dhe vihet në muzikë. *Shkruaj një romance.*
ROMANCIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Autor ro-manesh. *Romancier i madh (i shquar, i përmendur). Romancier realist.*
ROMANTIK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pasues i romantizimit, ai që krijon sipas parimeve të roman-tizmit. *Romantik përparimtar. Veprat e romantikëve.*
2. Njeri që priret nga romantizmi; ai që i sheh njerëzit dhe botën me sy ëndërrimtari a që i idealizon.
ROMANTIK,~E *mb.* I. Që lidhet me romantiz-min, që i përket romantizmit, i romantizmit; që ka veçoritë e

romantizmit. *Letërsia (muzika) romantike. Rrymë romantike. Vepër (poezi) romantike. Poet romantik. Botëkuptim romantik. Shkolla romantike.*
2. Që është ëndërrues e shumë i ndjeshëm; që priret nga romantizmi; që përshkohet nga romantizmi. *Njeri romantik. Me shpirt romantik. Rrëfim romantik. Hov (vrull) romantik.*
3. Që të ngjall romantizëm; që ka diçka ëndërrim-tare, pak të fshehtë ose fantastike. *Vend romantik. Pamje (fytyrë) romantike.*
ROMANTlKË,~A . Ajo që të ngjall ndjenja romantike dhe të tërheq për diçka të lartë e fisnike; vështrimi romantik i botës e i njerëzve, që shfaqet në një vepër a në një punë. *Romantika e punës (e luftës, e shkencës). Romantika e vendit (e fshatit). Romantika në natyrë {në art). Romantika e ditëve tona. Romantika revolucionare.*
ROMANTIZËM,~MI *m.* 1. Drejtim letrar, ar-tistik e ideor i fillimii të shekullit XIX, që lindi si pasojë e luftës kundër feudalizmit dhe e zhgënjimit nga vendosja e rendit borgjez, që iu kundërvu kla-sicizmit e synoi të paraqiste në radhë të parë botën shpirtërore e interesat e njeriut, veçoritë e historisë Jkombëtare e të kulturës kombëtare me heronj idealë, që shprehte pakënaqësinë nga realiteti i kohës dhe e kërkonte idealin në të kaluarën ose në ëndërrimet për të ardhmen. *Romantizmi përparimtar* romantizëm që e hedh vështrimin drejt së ardhmes dhe që i mbësh-tet shpresat në luftën për liri dhe në ndryshimin e rendit shoqëror. *Romantizëm reaksionar* romantizëm që shpreh kundërveprimin e feudalizmit për vendosjen e rendit borgjez dhe që e kritikon këtë, duke kërkuar kthimin prapa në mesjetë. *Romantizmi revolucionar* element përbërës i metodës letrare e artistike të rea-lizmit socialist, që frymëzohet nga besimi te vlerat e njeriut dhe tek e ardhmja e ndritur, e cila vjen pas përmbysjes së kapitalizmit dhe me ndryshimet revolucionare socialiste. *Romantizmi shqiptar* romantizmi i periudhës së Rilindjes Kombëtare, që pasqyronte luftën për çlirim nga zgjedha osmane dhe idealet e
larta kombëtare për përparim e qytetërim. *Romantizmi evropian. Lindja e romantizmit. Përfaqësuesit e romantizmit.*
*2.* Gjendje shpirtërore e mendore e njeriut, që ëndërron për diçka të mirë e të lartë dhe që e përfy-tyron në kohën e vet jetën të zbukuruar. *Romantizmi i rinisë. I mbushur me romantizëm.*
ROMB,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeom.* Paralelogram me brinjë të barabarta, me dy kënde të ngushta e dy të gjera. *Sipërfaqja e rombit.*
ROMUZ,~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET *bised.* Fja-lë e thënë tërthorazi me shaka ose për të thumbuar dike, fjalë me thumb; shpoti. *hodhi një romuz. Flet me romuze. S'i duron romuzet.*
RONDELË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Unazë e rrafshët me një vrimë në mes, e cila vendoset nën da-dot ose kokat e vidhave që këto të shtrëngohen me mirë e të mos zhvidhosen lehtë. *Rondelë bakri (gome, lëkure, druri). I vuri një rondelë. E shtrëngoi me rondelë.*
RONE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. Dordolec.
RONIT (RONIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Thërrmoj, e bëj thërrime; shkoq; e bëj cop5-copë; e brej a e grij. *Ronit duhanin. Ronit misrin. Ronit plisat e dheut. Ronit shkëmbin. I roniti perdet dielli.*
*2. fig.* E bëj krejt të pafuqishëm, e dërrmoj. *E ka ronitur sëmundja.*
RONITEM *vetv.* 1. *vet. veto HI.* Thërrmohet, bë-het thërrmija; shkoqet; bëhet copë-copë, b(e cope; grihet. *Ronitet dheu. Roniten plisat fgjethet). Ronitet misri (gruri). Ronitet lakrori (peta). Jane ronitur no-bat.*
2. *fig.* Humbas krejt fuqitë, dërrmohem (nga sëmundja, nga pleqëria etj.).
3. *fig. bised.* Rrjedh nga trutë, matufosem. *U ronit nga mendja (nga trutë).*
RONITJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve RONIT, RONITEM.
RONlTUR (i,e) *mb.* 1. Që është thërrmuar e shko-qur; që është gati të shkërmoqet e të bjerë, i kalbur, i prishur; që bie cope, që është brejtur a grirë (nga mola, nga dielli etj.). *Çati (portë) e ronitur. Kullë (shtëpi) e ronitur. Shkëmb i ronitur. Rroba (këpucë) të ronitura.*
2. *fig.* Që e kanë lënë krejt fuqitë, i pafuqishëm (nga puna e rëndë, nga sëmundja, nga pleqëria etj.). *Plak i ronitur.*
3. *fig. bised.* Që ka rrjedhur nga trutë, i matufosur.
ROSAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Mashkulli i roses. *Rosak i bardhë (i zi).*
ROSË,~A . *sh.* ~<A, ~AT *zool.* 1. Shpend uji me qafë të shkurtër, me sqep të gjerë, të rrafsbët e të verdhë dhe me këmbë si pëllëmbë të hapura anash. *Rose e bardhë (e zezë). Rose laramane. Rose shtëpiake. Rose e egër* shpend uji i egër me trup më të vogël, me kokë e me qafë të murrme në të kuqe dhe me kurriz të përhimë; zhytarak. *Rose deti* lloj rose me trup më të madh se rosa e zakonshme e me sqep më të gjatë. *Zog (bibë) rose. Vezë (mish) rose. Tufë ro-sash. Gjuetia e rosave. Ecën si rose.*
2. Enë e posaçme me bisht të zgjatur, që u vihettë sëmurëve për të dale jashtë ose që përdoret natën. • Mbeti si rosa në mjegull nuk di nga të shkojë-
ROSTICERl,~A . *sh.* ~, ~TË. Lokal i vogël, ku përgatiten e tregtohen gatesa me mish të pjekur; pjektore.
ROSTO,~JA . *sh.* ~, ~T *gjell.* Mish kofshe me erëza e me hudhra, që piqet pak nga pak në zjarr të ngadaltë dhe që pritet në thela të holla; një pjatë me thela nga ky mish. *Rosto viçi. Rosto me pat ate.*
ROSHAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dash me katër brirë.
ROSH-4N,~E *mb.* 1. Që i kanë mbetur shenjat e lisë në fytyrë e në lëkurë, i vrarë lie, lingrënë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ROSHNlCA,~T . *vet. sh. gjell.* Kokrra të vogla brumi, i cili gatuhet me qumësht e me vezë dhe tha-het e thërrmohet; gjellë e gatuai me këto kokrra brumi. *Supë me roshnica.*
ROTACIZËM,^MI *m. gjuh.* Kalimi i n-së në r në mes të dy zanoreve në fjalët e disa gjuhëve e në dialektet. *Dukuria e rotacizmit.*
ROZË,~'A . *sh.* ~A, ~^AT *krahin.* 1. Gdhe, nyjë (dr^iri).
I. *fig.* Njeri budalla, i trashë.
ROZMARINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre përherë e gjelbër e vendeve të ngrohta, me lule të vogla ngjyrë qielli ose të bardha, me gjethe të imëta si hala e me erë të këndshme, që përdoren në gjellë ose për të nxjerrë prej tyre një lloj vaji. *Rozmarinë e egër. Era e rozmarinës. Vaj rozmarinë.*
RUAJ *kal.,* ~TA, ~TUR. 1- Kujdesem për një njeri a për një kafshë që ta mbroj nga ndonjë e ke-qe, mbikëqyr me kujdes; e mbroj nga dikush a diçka *qe* Imund ta dëmtojë. *Ruaj fëmijët. Ruaj bagëtinë (tu-fed, kopenë, lopët). Ruaj*

3. Enë e përdorur a e thyer në një cep, që shërben për të mbajtur sende të ndryshme; garraç. *Rrashtë e vjetër. Rrashta e lugëve* farashë. *Rrashta e rro-bave* govatë ku shtien në finjë rrobat. *U shtie kaf-shëve në një rrashtë.*

• E la rrashtën *diku shih te* LË. Është bërë me rrashta zogjsh *shih te* ZOG,~U.

RRASHTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kësulë plisi.

RRATHË-RRATHË *ndajf.* Në trajtë të rrathëve njëri pas tjerrit; me shumë rrathë njëri mbi tjetrin. *E kishte gushën rrathë-rrathë.*

RRATHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Kërpudhë që hahet, me kësulë të verdhë e me vija të bardha rrathë-rrathë, e cila, kur shtrydhet, nxjerr një lëng të bardhë e pak si të kuq.

RRAVGIM;~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes RRAVGOJ. *Rravgime të gjata.*

2. *fiz.* Prishje ose paqartësi e shëmbëllimeve të sendeve, që vjen nga të metat e mjeteve optike. *Rrav-gim ngjyrash. Rravgint sferik.*

RRAVGOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. Endem poshtë e Iart, bredh andej e këtej nëpër vende të ndryshme. *Rravgoi qyteteve (maleve). Rravgonte nga një vend në tjetrin.*2. *jokal. vet. veta III fiz.* Prishet a bëhet i paqartë (për shëmbëllimet e sendeve). *Rravgojnë ngjyrat (rre-ztt).*

RRAXHË,~A i . *sh* ~A, ~AT. 1. Një cope dërrasë që shërben për të rrafshuar flrithin, miellin etj. në grykën e një ene të mbushur buzë me buzë. *Rraxha e qases (e karroqes). Rraxha e baltës së tu-llave. E presin me rraxhë. E rrafshojnë me rraxhë. E mbushi me rraxhë* e mbushi plot, buzë me buzë. *Është me (në) rraxhë* është plot, buzë me buzë.

2. *përd. ndajf.* Plot e përplot, buzë me buzë. *U mbush rraxhë.*

•*k* Jane një rraxhë janë të një mase, sa njëri tjetri, të prerë me një gërshërë. I vë rraxhën e bëj rrafsh, e rrafshoj.

RRAXHË,~A H *f.sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk deti me trup petashuq në trajtë rombi që ka bisht të hollë e të gjatë.

RRE,~JA i *f.sh.* ~, ~TË. 1. Shteg i ngushtë; rrugë e ngushtë e hapur në dëborë. *Nëpër shtigje e nëpër rre.*

*2.* Gjurma që lë pas kërmilli ose një zvarranik kur kalon. *Rre kërmilli (gjarpri). Lë rre.*

RRE,~JA a *f.sh.* ~, ~TË *zool.* Krimbqëjeton si parazit në zorrët e fëmijëve, bubë. *Bar rresh. Zuri rre. Nxori rre.*

RREBAN,~E *mb.* Që është me teka; që kërkon t'i plotësohet çdo trill i vet, tekanjoz. *Burrë rreban. Grua rrebane.*

RREBAQ,~E *mb. mospërf.* 1. Rreban.

2. I dobët dhe i ligët nga shëndeti. *Fëmijë rrebaq.*

RREBE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Trill, tekë; damar. *Njeri me rrebe* njeri me teka, me dell, me hënë. *E gjeta me rrebe. la njoh rrebet. I kërcyen (i hipën, e zunë) rrebet* u inatos, i kërceu damari.

RREBEMADH,~E *mb.* 1. Që është me rrebe të shumta, shumë tekanjoz.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

RREBEMIRË *mb.* Që është në qejf, që nuk është i zemëruar, që është në ore të mira; që nuk ka teka.

RREBËSH,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Shi i forte me furtunë që bie për një kohë të shkurtër. *Rrebesh i madh. Ra një rrebesh. E zuri (e shkatërroi) rrebeshi. Ra si rrebesh.*

2. *fig.* Grumbull i madh i diçkaje, që bie me force si shi i dendur. *Rrebesh plumbash (gurësh). Rrebesh fjalësh* një varg i gjatë fjalësh, zakonisht qortuese, që i drejtohen dikujt me force e përnjëherësh.

3. *fig.* Fatkeqësi e madhe që vjen e kalon me furi në një vend, mynxyrë. *Rrebeshet e historisë. Nëpër rrebeshet e shekujve. U ka bërë ballë Çu ka qëndruar) rrebesheve.*

RREBESHTË (i,e) *mb.* Që bie si rrebesh; që vjen si rrebesh. *Shi i rrebeshtë.*

RREBULL,~I *m.* 1. *mjek.* Dregëza me qelb që u dalin foshnjave në kokë dhe në faqe. *Rrebulli i fëmijëve. Sëmundja e rrebullit. I ra (i doli) rrebulli.*

2. *fig.* Inat, huq, rrebe. *Njeri me rrebull. I erdhi rrebulli.*

RRECKA-RRECKA *mb.* 1.1 grisur në shumë vende, që i varen rripa të çjerrë, i leckosur. *kishte rrobat rrecka-rrecka.*

*2. përd. ndajf.* Me copëra të grisura e të shqyera që varen (për rrobat); me rroba të vjetra e të grisura në shumë vende, lecka-lecka. *Ishte bërë rrecka-rrecka.*

RRECKAMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri i veshur me rroba të grisura, me rrecka.

2. *fig.* Njeri shumë i varfër, i këputur.

3. *si mb.* ~>, ~E. I veshur me rroba të gnsura, i rreckosur; *fig.* shumë i varfër, i këputur.

RRECKAMANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* RRECKAMAN,~I.

RRECKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e grisur nga një rrobë e vjetër, leckë, zhele. *Rrecka të vjetra. Rreckë e fëlliqur. Top prej rrecke. E bëri rreckë* e grisi gjithandej, e bëri copë-copë.

2. *kryes. sh.* Rroba të vjetra e të grisura, lecka. *Vishej me rrecka.*

• E bëri rreckë (leckë, paçavure) *dike shih le* LECKË,~A. Mblodhi (ngriti) rreckat (leckat, rra-qet) *mospërf. shih te* NGRE.

RRECKOS *kal.,* ~A, ~UR. E gris gjithandej një rrobë, e bëj rrecka-rrecka, leckos.

RRECKOSEM *veto.* Me grisen gjithandej rrobat nga përdorimi, bëhem rrecka-rrecka, leckosem.

RRECKOSUR (i,e) *mb.* Që është grisur gjithandej nga përdorimi i gjatë (për rrobat); që i janë grisur rrobat gjithandej; i veshur me rrecka. *Rroba të rrec-kosura. Këmishë e rreckosur. Lypës i rreckosur.*

RREFKËT (i,e) *mb.* 1. Që ka natyrë të ashpër e të rëndë; zemërak, i rreptë. *Njeri i rrefkët. Zë i rrefkët. Kale i rrefkët. Sjellje e rrefkët. Gjuhë e rrefkët.*

*2.* I rrëmbyeshëm, i vrullshëm. *Shi i rrefkët. Lumë i rrefkët. Valle e rrefkët.*

RREFKËT *ndajf.* Me ashpërsi, me zemërim, rreptë. *Me shikoi rrefkët. I foli rrefkët. E thirri rrefkët.*

RREFKËTOHEM *vetv.* 1. Bëhem zemërak, egër-sohem, ashpërsohem.

2. *vet. veta III.* Acarohet (për plagët, motin).

RREFKËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj të egërsohet, e zemëroj keq, acaroj. *E rrefkëtoi me fjalë.*

RREGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tokë e cila ka qenë punuar një here dhe është prishur me vonë nga shirat e nga gurët që janë sjellë prej ujërave. *Rregat e fshatit.*

*2.* Rrip i ngushtë toke midis shkëmbinjve në një faqe mali. *Rregë mali. Një rregë tokë.*

RREGËZINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Një cope leckë e trashë që vihet nën këmbë në opingc; rrip leshi i thurur për të mbështjellë këmbëi në vend të çorapeve.

-*k* E bëri rregëzinë e qortoi shumë rëndë, s'i la gjë pa thënë, e bëri leckë.

RREGULL,~I *m.* 1. Të qenët e çdo sendi në vendin e yet, aty ku duhet dhe ashtu sic duhet të jetë; *kund.* rrëmujë.

*Këtu ka rregull. Vë në rregull librat. E mban shtëpinë në rregull. U prish rregulli.*
*2.* Parim sipas të cilit kryhet një veprim; zakon, shprehi e ngulitur. *Është bërë rregull. E kam si rregull. E bëj sipas rregullit. Jashtë çdo rregulli.*
3. Gjendje në të cilën çdo gjë është “ose bëhet sipas parimeve të caktuara të organizimit e të drejtimit;të qenët në pajtim me disa kërkesa të vendosura; di-siplinë, rend. *RregUll i forte (i veçantë). Rregulli ush-tarpk. Vë (vendos, mbaj) rregullin. Shkel rregullin. Forcoj (ruaj) rregullin. E bëri në rregull. Dokumenti është në rregull. Nuk është në rregull me dike (me diçka).*
4. Kryerja e një veprimi duke e përsëritur pa mun-gesa kohë pas kohe sipas një rendi të caktuar; rre-£UJlsi. *Paguan në rregull. Vjen në rregull. E ndjek në rregull. E bën pa rregull. Makina punon në rregull.*
ir S'është në rregull flet ose vepron në mënyrë jo-normale.
RREGULL,~A *f.sft.* ~A, ~AT. Parim i nxjerrë nga lidhjet ligjësore të dukurive, i cili shërben si mtiështetje e si drejtim për ecurinë a për zhvillimin e diçkaje ose për punën në një fushë, rregullsi; norraë a parim në sjelljen e në marrëdhëniet e njerëzve. *Rregulla të përgjithshme (të veçanta). Rregulla të brendshme. Rregulla të reja (të caktuara). Rregulla gramatikore. Rregulla teknike. Rregullat e drejtshkrimit. Rregullat e qarkullimit. Rregullat e mirësjelljes. Rregullat e shoqërisë. Rregullat e shkollës. Rregullat e qitjes. Rregullat e lojës. Zbatimi i rregullave. Vë (ven-doi> nxjerr) rregulla. Thyejnë (shkelin) rregullat. Zhvillohet (ndryshon) sipas disa rregullave.*
• Rregulla e treshit *mat. shih tek* TRESH, ~I. Rregulla e artë e mekanikës *fiz. shih tek* ARTË (i,e).
RREGULLI,~A . *përmb.* Gjak e gjiri, farefis.
RREGULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RREGULLOJ, RREGULLO-
HEM. *Rregullim i përgjithshëm. Rregullimi i shtëpisë. Rrëgullimi i punëve. Rregullimi i biçikletës. Rregullimi i rr^ugëve. Rregullimi i çmimeve. Merret me arnime e rregullime.*
RREGULLISHT *ndajf.* 1. Me rregull, në rregull; në jmënyrë të rregullt, pa mungesa. *Ndjek rregullisht shkollën. Shkoj rregullisht në punë. Marr pjesë rregullisht në mbledhje. Dëgjoj rregullisht emisionet e radios. Paguaj rregullisht kuotat.*
2i Si rregull, zakonisht. *Rregullisht duket një here në muaj. Rregullisht udhëton me tren.*
RREGULLOHEM *vetv.* 1. Sjell në rregull rrobat, flokët dhe pamjen e jashtme. *Rregullohem para pas-qyrës.*
*2. bised.* Vij përsëri në gjendje të mirë, e marr përsëri veten (nga shëndeti, nga gjendja ekonomike etj.).
3. *bised.* Bëhem me i hijshëm, nis të dukem me mirë nga pamja e jashtme, hijeshohem, ndreqem. *Është rregulluar mjaft vajza.*
4.j Gjej një punë ose një vend të përshtatshëm, zë vfend mirë diku. *U rregulluan mirë me punë (me shtë-Pi).*
5.| Merrem vesh me dike për diçka, ujdisem; paj-tohem. *Bashkë rregullohemi.*
6. *vet. veta HI.* Përmirësohet, kthjellohet (për motin). *U rregullua koha.*
7. *Pës. e* RREGULLOJ.
RREGULLOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Vë në rregull, sjell përsëri në rregull; *kund.* crregulloj. *Rre-gulloj shtëpinë. Rregullo] flokët. Rregulloj librat.* 2. Bëj që të punojë në rregull një mekanizëm, një
aparat etj., i cili ka qenë i prishur a i dëmtuar; ndreq. meremetoj. *Rregulloj biçikletën (makinën, motorin).*
3. Bëj që të punojë, të ecë a të jape sipas një mase të caktuar (për mekanizmat, mjetet etj.); e ul a e ngre ose e vë me përpara a me prapa që të jetë sa du-het, e vë në rregull. *Rregulloj shpejtësinë e iieturës. Rregulloj zërin e radios. Rregulloj sasinë e ujit. Rregulloj orën.*
4. E bëj të jetë në rregull, e vë për fije; ndreq, zgjidh; ua nënshtroj rregullave të caktuara. *U rregulloi punën (gjendjen). E rregulluan çështjen (mosmarrëveshjen). E rregullojnë me ligj (me norma).*
5. *bised.* Shtie në dorë diçka, zakonisht me rrugc të tërthorta e me përpjekje; i gjej një punë dikujt ose i siguroj diçka tjetër me përpjekje a me rrugë të tërthorta jo gjithnjë të rregullta a të drejta. *rregulloi një punë (një bursë). E rregulloi në një punë (në një vend). E rregulloi vajzën* e martoi mirë. *rregulloi një nuse (një burrë).*
6. *bised.* Bie në marrëveshje me dike, e ujdis me dike që të me plotësohet një kërkesë a dëshirë, zakonisht me rrugë të tërthorta ose të parregullta. *E rregulloi me përgjegjësin. E rregulluan me njëri-tjetrin. E rregulloi që të mos shkonte.* ι
*k* Rregullo (ndreq, drejto) gojën! *shih te* GOJË,~A. Rregulloi llogarinë (borxhet) *me dike* lau hesapet me dike. I rregulloi pllakën *shih te* PLLAKË,~A. la rregulloi (ia ndreqi, ia ujdisi) qejfin (kokën) *shih te* NDREQ. Ia rregulloi (ia ndreqi, ia ujdisi) samarin (bërroren, kurrizin, Shpinën) *shih te* NDREQ. I kanf rregulluar (i kanë gjetur, i kanë lidhur) telat *bashkë shih tek* TEL,~I.
RREGULLORE,~<JA . *sh.* ~E, ~ET. Tërësia e rregullave dhe e normave që shërbsjnë për të siguruar mbarëvajtjen e punës në një fushë të caktuar; per-mbledhje rregullash, sipas të cilave duhet bërë një punë a një,veprimtari; tërësia e rregullave që për caktojne në mënyrë të hollësishme se si duhet zbatuar një ligj; libri me këto rregulla. *Rregullore e brendshme. Rregullore ushtarake. Rregullore agroteknike. Rregu~ llore e atletikës. Rregullore e shkollës. Rregullore e disiplinës (e shërbimit të rojës, e luftimit). usht. Rregullore e shërbimit teknik. Rregullore e pushkës (e automu-tikut). usht. Rregullore për të drejtat e autorit. Miratimi (zbatimi) i rregullores. Hartoj rregulloren. Shkel rre-gulloren. E lejon rnegullorja. Sipas rregullores.*
RREGULLSl,~A . *sh.* ~>, ~TË. Vetia e një du-kurie a veprimi që zhvillohet sipas një rregulli të caktuar; të qenët i rregullt; ecuria e diçkaje a zhvillimi i saj sipas ligjësorive të caktuara, përsëritja e rregullt e diçkaje sipas ligjeve të brendshme. *Rregullsi e përgjithshme. Rregullsia e veprimeve. Zbulimi i rreguil-sive. Përsëritet me rregullsi. Zhvillohet sipas rregull-sive të caktuara.*
RREGULLSlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që bëhet a zhvillohet sipas disa rregullsive të caktuara, që u nënshtrohet disa rregullsive të caktuara, *Zhvillim (ndryshim) i rregullsishëm.*
RREGULLSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I rregullt.
RREGULLSHMËRl,~A *f.sh.* ~, ~TË. *shih te* RREGULLSI,~A.
RREGULLT (i,e) *mb.* 1. Që ka rregull; që ka një vend të caktuar; *kund.* i çrregullt. *Shtëpi e rregulli. I renditi në mënyrë të rregullt.*2. Që bëhet ose që ndodh here pas here

me ndër-prerje të barabarta kohe; që bëhet, që lëviz ose që punon me rregull, pa mungesa e pa ndryshime; *kund.* i çrregullt. *Shëtitje (vizita) të rregullta. Kontrolle të rregullta. Frymëmarrje e rregullt. Rrahje e rregullt e zemrës. Hap i rregullt.*
3. Që i ka përmasat në përpjesëtim të drejtë e të harmonishëm ndërmjet tyre; që është i ndërtuar me simetri ose sipas një rendi, një parimi të caktuar; *kund.* i çrregullt. *Tipare të rregullta. Trajtë e rregullt. Me trup të rregullt. Me dhëmbë të rregullt.*
4. Që përputhet me rregullat e vendosura, që bëhet sipas normave dhe rregullave të pranuara. *Mësim i rregullt. Veprim i rregullt. Sjelljee rregullt. Zgjedhje të rregullta. Gol i rregullt.*
5. Që ndjek rregullisht një shkollë, një punë a një veprimtari tjetër; që vepron pa ndërprerje e rregullisht sipas një programi të caktuar (për shkollën etj.). *Nxt-nës (student) i rregullt* nxenës (student) që ndjek në rregull mësimet ditën në një shkollë (për ta dalluar nga nxënësit ose studentët me korrespondencë, nga ata të mbrëmjes etj.). *Dëgjues i rregullt i radios. Anitar i rregullt. Ka bërë shkollë të rregullt. Punë e rregullt* punë jo e përkohshme.
6. Që është i përpiktë, i saktë, që e bën me rregull e pa mungesa një punë, që i kryen në rregull të gjitha detyrat, që i pëlqen rregulli në punë e në jetë, që e do rregullin; *kund.* i çrregullt. *Njerii rregullt. Grua e rregullt. Punëtor i rregullt. Nxënës i rregullt. Është i rregullt në punë.*
7. *usht.* Që është e ndërtuar dhe që vepron sipas rregullave të përcaktuara, dukeu stërvitur në mënyrë të vazhdueshme sipas një programi (për ushtrinë). *Ushtri e rregullt. Trupa të rregullta.*
8. Që punon a shërben në ditë a ore të caktuara dhe që ndjek një rrugë të caktuar, që punon rregullisht dhe jo here po e here jo, që nuk është i rastit. *Tren (autobus) i rregullt. Vijë (linjë) ajrore e rregullt. Shër-bim i rregullt.*
9. *gjeom.* Që i ka të gjitha këndet dhe brinjët të barabarta ndërmjet tyre (për shumëkëndëshat). *Pesë-këndësh i rregullt. Figure e rregullt.*
10. *gjuh.* Që i ndryshojnë trajtat sipas disa rregullave të caktuara pa^përjashtime, që ndërtohet sipas një tipi të caktuar; *kund.* i parregullt. *Folje e rregullt. Trajtë e rregullt.*
RREGULLTAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* 1. Klerik katolik që bën pjesë në një urdhër të caktuar fetar; *kund.* shekullar (në vendet ku vepron kisha katolike; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Kleri rre-gulltar.*
RREGULLUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *tek.* Pajisje ose aparat që shërben për ta bërë një mekanizëm a një mjet tjetër të punojë sipas një rregulli të caktuar. *Rregullues automatik. Rregullues i ndriçimit (i zërit). Rregullues i shpejtësisë (i nxehtësisë). Rregullues i ajrit (i gazit).*
2. Ai që drejton qarkulHmin e mjeteve në rrugë. *Rregulluea ushtarak. Rregullues i qarkullimit.*
3. *fig.* Diçka që shërben për t'i dhënë drejtimin e duhur një dukurie a një procesi. *Rregullues iprodhimit. Rregullues i jetës (i marrëdhënieve). Rregullues i ve-primtarisë.*
RREGULL,CES,~E *mb.* 1. Që bëhet për të rre-gulluar diçka; që ndikon për rregullimin e një pune, e një procesi etj. *Punime rregulluese. Plan rregullues (i ay let it, ifshatit)* plani që përcakton mënyrën e ndër-timeve të reja dhe të rindërtimit të një qendre të ba-nuar.
2. *tek.* Që shërben për rregullimin e mënyrës së punës të një mekanizmi, të një aparati etj. *Unaza rregulluese.*
RREHEM *vetv., bised.* 1. Gënjehem, mashtrohem. *U rrejt pas atij. U rrejt me shpresë se do të mbaronte punë shpejt.*
2. *Pës. e* RREJ. *Rrehet shpejt (lehtë).*
RREJ *kal.,* ~TA, ~TUR *bised.* 1. Gënjej, mashtroj. *Mos e mëso të rrejël Të rren sy ndër sy. Rren përtokë (shtruar)* gënjen në mënyrë aq të hollë, sa që të tjerët e besojnë, *Rren për hava (ashiqare)* gënjen në mënyrë aq të trashë, saqë nuk i beson askush. *Të rren e ti than (të fik)* gënjen shumë.
2. Gaboj, e bëj të gabohet. *E rrejnë syti. E rren me f)alë.*
^ M( rren mendja se... me thotë mendja se..., me duket se...
RREJSHËM (i), ~ME (e) *mb. bised.* I rremë, i gënjeshtërt. *Be e rrejshme. Gëzim i rrejshëm. Guri të rrejshëm.*
RREK *kal.,* ~A, ~UR. 1. E sjell rrotull derisa e lodh a e mërzit, e mundoj. *E rreku gjerttx ia dha. E rreku shumë. E rreku me fjalë.*
2. E mbaj me fjalë etj., merrem me dike për ta qetësuar a për të kaluar kohën. *E rreku me muhabet. Rrek fëmijën të mos qajë.*
3. *krahin.* Vonoj. *Ia rreku borxhin.*
RREKEM *vetv.* 1. Përpiqem për t'ia arritur një qëllimi; vij rrotull për të bërë diçka; vras mendjen për të arritur diçka; mundohem shumë, rropatem. *Rrekem ta di (ta mësoj, ta man vesh). Rreket ta mash-trojë. Rrekem ta vë në udhë të drejtë. Rrekem fort (me gjithë shpirt). Mos u rrek kot!*
2. Merrem me diçka sa për të kaluar kohën. *Fëmija rreket me lodra.*
3. *krahin.* Vonohem. *Mos u rrek shumë, kthehu shpejt f*
4. *pavet.* Vjen rrotull për t'u bërë (zakonisht për dukuritë e natyrës). *Rreket të bjeri shi. Rreket për dë-borë.*
RREKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fik i pjekur shumë e i rreshkur në degë, burmë. *E ëmbël si rrekë. Një shportë me rreka.*
2. *kryes. sh.* Rezhdat e dhisë, vathët.
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit. *Fiq rreka.*
RREKË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëvizje e shka-thët për t'ia kaluar kundërshtarit në një lojë zakonisht me top. *Bën rreka. Luan me rreka.*
2. Dredhi; shaka, shpoti duke ia hedhur tjetrit. *Merret me rreka.*
RREKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* RREKË,~A i.
RREKËZ OHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Rresh-kem në diell, thekem.
RREKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipaskuptimeve të foljeve RREK, RREKEM. *Rrekje e kotë.*
RREM,~I *m. sh.* ~A, ~AT *det.* Lopatë e barkës për të lundruar, lugatë. *Rrem i bashit (i kiçit). Barkë me, rrema. U tnëshon (u jep) rremave. Punon rremat.*
RREMALL,~E *mb. shih* RREMASH,~E.
RREMASH,~E *mb.* 1. Që e ka zakon të gënjejë, gënjeshtar; që nuk është i rregullt e i përpiktë në ma-rrëtihëniet më të tjerët, që nuk e mban fjalën. *Njeri rremash. Grua rremashe.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Rremash i madh. Mos i beso rremashit!*
RREMB,~I *m.sh.* ~A, ~AT. 1. Degë e hollë, që del nga trungu a nga një degë tjetër më e trashë; bisk. *Rremb i*

*thatë. Rremb lisi (molle, mani). Rremb ferre (drize). Rremb bo slant (kungulli). Thyej (pres) një rremb.*
2. Degëzim nga një trung a nga një vijë kryesore. *Rrembat e brirëve të drerit. Rrembat e sfurkut. Rrembi i kosës* kunj i kthyer, që vihet në bishtin e kosës për ta kapur me dorën tjetër. *Rremb uji (lumi).*
3. *kryes. sh. anat.* Enët e imëta të gjakut; damarë. *Me rremba të fryrë. Rrembat e gjakut. Duar me rremba. I rrjedh (i zien) gjaku nëpër rremba.*
4. *fig.* Damar, dell; trill, huq. *Rremb i keq. Njeri me rremba. Ka një rremb marrëzie. E kapi (i hipi, e zuri) rrembi.*
5. Rrip i hollë a vijë e trashë që dallohet në ngjyrën osenë thurjen e diçkaje; pjesë që shkëputet si bisht nga diçka. *Gur (mermer) me rremba. Brez me rremba. Rremb drite. Rremb flake. Rremb ylberi.*
6 Pjesë e ndarë nga një tufë a nga një grumbull. *Rremb ushtrie. Rremb njerëzish. Rremb berrash. Një rrerixb erdhi dhe një rremb shkoi.*
*7. fig.* Lidhje farefisnie a gjaku; tipar që rrjedh a përciaktohet nga një lidhje e tillë. *E kemi për rremb. S'kq rremb nga ata.*
•*k* Është lis (pemë) me rremba është njeri me vlerë “ me shuffle të mira, është pemë me kokrra.
RREMBA-RREMBA *mb.* Që është me rremba.
RREMBOHET *vetv.,* ~CA (u), ~UAR. Ndahet në degë, lëshon rremba, degëzohet.
RREMBOSUR (i,e) *mb.* Që zemërohet shpejt për çdo gjë, që është me rrebe, inatçi. *Njeri i rrembosur.*
RREMBTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Bisk. *Rrembth ulliri (dafine). Rrembtha bari. Maja e rrembthave.*
RREMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vija e ujit të mu-llliritj; vijë uji për të ujitur në are. *Kthej rremën.*
RREMË (i), ~E (e) *mb.* 1. Që përmban një gënjeshtër, që shtrembëron të vërtetën, i gënjeshtërt; *kund. i* vërtetë. *Lajm i rremë. Fjalë të rreme. Dëshmi e rreme.*
2. Që bëhet për të mashtruar; që paraqitet ose që bëhet si i vërtetë për të gënjyer; mashtrues, i gënjeshtërt. *Be ë rreme. Kallëzim i rremë. Nënshkrim i rremë. Do-kument i rremë. Emër i rremë* pseudonim. *Sulm i rremë. Prova të rreme. drejt. Lëvizje e rreme. Eparaqit në një dritë të rreme.*
3.1 Që shtiret si i vërtetë, që nuk është ashtu siç pa-raqiIet; që nuk është i çiltër, i shtirë. *Mik i rremë. Buzëqeshje e rreme. Thjeshtësi e rreme.*
*4.* Që është bërë si diçka tjetër e vërtetë, natyrore dhe që përdoret në vend të saj; që ka vetëm tiparet e jashtme të njëjta me diçka të vërtetë. *Flokë të rremë. Mjekër e rreme. Dhëmbë të rremë* dhëmbë të vënë. *Lule të rreme. Gur (diamant) i rremë. Çelës i rremë* çelës kopil. *Gjellë e rreme. bised., mospërf.* gjellë pa mish. *Vdekje e rreme.*
5. Që të gënjen, që vetëm të ngjall përshtypjen sikur është i vërtetë, që është pa bazë, i pathemeltë. *Gëzim i rremë. Paqe e rreme. Alarm i rremë. Qetësi e rreme. Shpresë e rreme.*
6. *biol.* Përdoret në emërtimet e pathjeshta të disa bimëve, kafshëve, sëmundjeve etj., tëcilat kanë tipare të ngjashme me llojin përkatës të vërtetë. *Fryt i rremë. Brinjë e rreme. Këmbë të rreme. zool.* zgjatime që u shërbejnë disa kafshëve të vogla në vend të këmbëve.
7. *si em.* ~Ë, ~A (e) . *kryes. sh.* ~A, ~AT (të). Fjalë e rreme, gënjeshtër. *E rrema dhe e vërteta. Mos thuaj të rrema.*
RREMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon me rrem, ai që nget barken me lopata.
RRENACAK,~E *mb. bised.* 1. Që e ka zakon të gënjejë, gënjeshtar.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Rrenacak i njohur.*
RRENË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Gënjeshtër. *Rrenë me bisht* gënjeshtër e madhe. *Rrena në diell* gënjeshtra që duken sheshit. *Be në rrenë* betim duke e ditur se është i gënjeshtërt. *Flet (shet) rrena. I mbushi me rrena. Ushqehet me rrena. I doli rrena në shesh. E la në rrenë* e gënjeu, e mashtroi, nuk e mbajti fjalën. *Rrena i ka këmbët të shkurtra. fj.u.*
RRENËS,~E *mb. bised.* 1. Gëujeshtar.
2. Që ka vetëm tiparet e jashtme si diçka e vërtetë, i rremë. *Kapëz rrenëse. Fik rrenës* fik që lidh kokrrat e para dhe nuk i mban derisa të piqen. *Lule rrenëse* lule që çel, por që nuk lidh kokrra.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
RRENG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. Dredhi ose diçka tjetër e keqe që i bëhet fshehurazi dikujt për ta dëmtuar ose për ta vënë në gjendje të vështirë; lodër me djallëzi në kurriz të një tjetri. *Rreng i rëndë. I bëri (i luajti, i punoi, i kurdisi) një rreng. Sajon ndonjë rreng. la pa rrengun* ia pa të keqen. *la ka bërë për rreng.*
RRENGSHOR,~E *mb.* 1. Që priret t'u bëjë rren-gje të tjerëve; dredharak. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemtit.
RREPAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Rrepë e bar-dhë.
RREPË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore kryqore me lloje të ndryshme zakonisht dyvjeçare, me gjethe si të panxharit, që bën nën tokë nje kokërr të rrumbullakët me tul e me bisht të zgjatur, me cipë të bardhë, të errët ose të kuqe; zhardhoku i kësaj bime, që përdoret si ushqinv *Rrepë e bardhë. Rrepë e kuqe* irike. *Rrepë e egër. Rrepë e zier. Rrepë sheqeri* panxhar-sheqeri. *Lëng rrepash, Sallatë me rrepa.*
RREPICË,~A . *sh.* ~A,^AT 6OrriJim4-baMslt tore, që mbin zakonisht vetë nëpër arat e mbjella më të lashta, që bën lule të verdha e bishtaja të holla^ me fara të zeza dhe që l;a gjethe të gjera, të cilat për-doren për ushqim si lakra.RREPTAS *ndajf.* Rreptë. *foli (e shikoi) rreptas. U turr (sulmoi) rreptas. U përleshën rreptas.*
RREPTË (i,e) *mb.* 1. Që është shumë kërkues, që nuk lejon të shkelen urdhrat, udhëzimet a kërkesat e tij, që nuk bën asnjë lëshim; i ashpër; *kund.* i butë. *Njeri i rreptë. Prindër të rreptë. Mësues i rreptë. Ko-mandant i rreptë. Cj'ykatës i rreptë. Tregohet i rreptë.*
2. Që nuk lejon asnjë shmangie nga rregullat ose kërkesat, që duhet zbatuar në mënyrë të prerë e të përpiktë. *Disiplinë e rreptë. Rregulla të rrepta. Urdhër i rreptë. Dietë e rreptë. Regjim i rreptë kursimi.*
3. Që godet me ashpërsi, i forte; i rëndë; *kund.* i butë; i lehtë. *Artikull i rreptë. Kritikë e rreptë. Qor-tim i rreptë. Ligj i rreptë. Masë ndëshkimore e rreptë.*
4. Që bëhet në mënyrë shumë të përpiktë sipas disa rregullave ose kërkesave të caktuara. *Përkufizim i rreptë. Analizë e rreptë. Klasifikim i rreptë. Stil i rreptë.*
5. Që ka natyrë të ashpër e të paepur; që ka shprehje të ashpër ose të vrenjtur. *Bwrrë (trim) i rreptë. Fytyrë e rreptë. Shikim i rreptë.*

6. Që bëhet ose që vjen me furi, i furishëm; i rrëm-byeshëm. *Luftë, (betejë) e rreptë. Sulm i rreptë. Lojë e rreptë. Shi i rreptë. Përrua i rreptë.*
7. Që është shumë i ftohtë e me ngrica, i ashpër (për motin); që ka kushte të vështira për jetesë, i ashpër (për vendin). *Dimër i rreptë. Vise të rrepta. Male të rrepta.*
RREPTË *ndajf.* Në mënyrë të rreptë; me rreptësi, me ashpërsi, rëndë. *E shikoi (i foli) rreptë. E dënoi (e ndëshkoi, e qortoi, e kritikoi) rreptë. E sulmoi (e goditi) rreptë.*
RREPTËSI,~A . Vetia e atij që është i rreptë, të qenët i rreptë; ashpërsi. *Kërkoi me rreptësi. Zba-toj me rreptësi. E ndëshkoi (e goditi, e qortoi) me rreptësi. E shikoi (i foli) me rreptësi. I përmbahemi me rreptësi rregullores.*
*-k* Zona e rreptësisë *sport,* pjesë katërkëndëshe e vijëzuar, që ndodhet 16 metra përpara portës në fushën e futbollit.
RREPTËSISHT *ndajf.* Në mënyrë të rreptë, pa asnjë lëshim ose shmangie, në mënyrë shumë të prerë a të përpiktë, me rreptësi; me ashpërsi. *Ndalohet rreptë-sisht. E sulmoi rreptësisht. I foli rreptësisht. Kërkesa rreptësisht shkencore.*
RRESË,~A . *bised.* Jetesë, rrojtje. *Rresë e mirë.*
RRESHK,~U *m.* 1. Shtresë e nolle pak e përskuqur që zë në fund ena kur ziejmë qumësht a ndonjë gjellë tjetër; era që vjen nga gjella kur fillon të marrë të përskuqur ose nga mishi pak i skuqur. *Zuri rreshk kusia. I vjen era rreshk.*
2. edhe *fig.* Dëshirë e madhe për të ngrënë a për të pirë ose për diçka tjetër; etje; uri. *E ha (epi) me rreshk. E thith me rreshk duhanin. E lexoi librin me rreshk. I hipi (i ra) rreshk për diçka. Ka rreshk të madh.*
3. Zakon, ves^~huq. *mbeti rreshk duhani.*
RRESHK *kaL,* ~A, ~UR. 1. E vë në zjarr që të thahet e të skuqet pak nga pak; thek. *Rreshk bukën. Rreshk mishin. E rreshku në zjarr.*
*2. vet. veta III.* Than pak nga pak diçka, e bën të rrudhet e të ashpërsohet nga thatësia; e rrudh dhee than dike (pleqëria etj.) *Ua ka rreshkur lëkurën dielli. E rreshku token thëllimi. E ka rreshkur pleqëria.*
RRESHKATAQ,~E *mb.* Që është tharë e rreshkur nga mosha, nga pleqëria ose nga jeta e vështirë. *Plak rreshkataq.*
RRESHKATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih te* RRESHKË,~A i,
RRESHKEM *Vetv.* 1. *vet. veta III.* Thahet e skuqet pak nga pak pranë zjarrit, theket. *U rreshk buka.*
2. *vet. veta HI.* Thahet pak nga pak diçka duke iu rrudhur e duke iu ashpëruar cipa. *U rreshkën fiqtë. U rreshk gruri. U rreshkën gjethet. Rreshkën në pemë.*
3. Me thahet e me rrudhet lëkura (zakonisht nga dielli); rrudhem e thahem nga pleqëria ose nga jeta e vështirë, fishkem. *Rreshkem në diell. Iu rreshkën faqet (duart). Iu rreshk buza. Iu rreshk lëkura. U rreshkën pleqtë, po mbahen mirë.*
4. edhe *fig.* Me merr një etje e madhe për të pirë ujë ose diçka tjetër, me thahet goja; kam dëshirë të madhe për diçka, digjem për diçka. *U rreshk për ujë. Iu rreshk goja për një kafe.*
*5. Pës. e* RRESHK.
RRESHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope buke e thekur në zjarr; cope dhjami ose mishi e skuqur fort. *Rreshka buke (dhjami, mishi). Ha rreshka.*
2. Fik i pjekur e i rreshkur në pemë.
RRESHKËT (i,e) *mb.* 1. Që është tharë e rrudhur nga dielli, nga era, nga mosha etj., i fishkur (për lëkurën). *Fytyrë e rreshkët. Lëkurë e rreshkët. Duar të rreshkëta.*
2. Që është pjekur sa i është rrudhur cipa; i rreshkur. *Fik i rreshkët.*
RRESHKlM,~I *m.* Tharja e gojës nga etja ose nga ethet. *Rreshkim për ujë. I zuri goja rreshkim* iu tha goja për ujë ose nga ethet.
RRESHKUR (i,e) *mb.* I. Që është tharë e skuqur mirë në zjarr; i thekur; i skuqur. *Bukë e rreshkur. Mish i rreshkur.*
*2.* Që është tharë e fishkur. *Bar i rreshkur. Gjethe të rreshkura.*
3. *shih* RRESHKËT (i,e). *Me trup të rreshkur. Me fytyrë (me qafë) të rreshkur. Me lëkurë të rreshkur. Plak i rreshkur.*
RRESHPE,~>JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeol.* Shkëmb i petëzuar që thërrmohet lehtë e bëhet leskra-leskra. *Rreshpe kristalore. Gur e rreshpe. Rreshpe mali.*
2. Ortek bore. *Ra një rreshpe.*
RRESHPOR,~E *mb. gjeol.* Që përbëhet prej rresh-peje, që përmban rreshpe. *Shkëmb rreshpor.*
RRESHT,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Varg njerëzish, kafshësh ose sendesh që janë vënë njëri pas tjetrit në një vijë; radhë. *Rresht i gjatë (i drejtë). Rresht njerëzish. Rresht shtëpish. Rreshtat e pambukut. Në mes të dy rreshtave. Vë në rresht* rreshtoj. *Mbjellje me rreshta të gjerë (të ngushtë).*
*2.* Varg karrigesh për t'u ulur në kinema, në teatër, në një sallë ose në një mjet udhëtimi; varg bankash në një klasë; radhë. *Rreshti i parë (i dytë). Rreshtat e fundit. Karriget e rreshtave të pare. Zunë një rresht të lërë.*
3. Varg fjalësh, shkronjash ose shenjash të tjera, të shkruara në një vijë me dorë ose të shtypuia në r.ji faqe; varg shkronjash të renditura në shtypshkronjcpër t'i shtypur; radhë. *Rreshtat e librit. Faqe me tri-dhjetë e dy rreshta. Heq (prish, fshij, ndreq) një rresht. E\ lexoi rresht për rresht. I shkrova nja dy rreshta.*
4. Varg ushtarësh, nxënësish etj., të vënë njëri pas tjetrit osc njëri përbri tjetrit sipas një rregulli të caktuar, radhë. *Rreshtat e kompanisë (e batalionit). Me rreshta të shtrënguar. Në krye të rreshtit. Hyj në rresht. Dal nga rreshti. Mbaj (prish) rreshtin. I plotë-su"an rreshtat e fundit. Rrinë (ecin) në rresht. U vunë n^ rresht* u rreshtuan..
5. *vet. sh. fig. shih* RADHË,~A 7. *Rreshtat e ushtrisë. Rreshtat partizanë. Hyj (futem) në rreshtat e...*
• Ni rreshtat e parë *shih te parë* (i,e). Lexoj në meg të rreshtave (radhëve) *libr. shih te* RADHË,~A.
RRESHT *ndajf.* Me radhë, njëri pas tjetrit; pa ndërprerje në kohë. *Katër here rresht. Dy muaj rresht. Tetë ore rresht.*
RRESHTER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Grade nënoftëeri e shkallës së pare, më e ulët se e kapterit; ushtaraku që mban këtë grade (në ushtritë që kanë grada). *E bënë rreshter.*
RRESHTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe,gjendja sipas kuptimeve të foljeve RRESHTOJ, RRESHTOHEM. *Rreshtimi i trupave (i skuadrave, i ekipeve). Rreshtimi i brigades. Bie boria për rreshtim. Bënë rreshtimin.*
2. *usht.* Vendosja e ushtarakëve ose e nënreparteve në rresht sipas rregullave të caktuara për veprime të përbashkëta. *Rreshtim i zhdërvjellët. Rreshtim mar-shimi. Qendra e rreshtimit.*

RRESHTOHEM *vetv.* I. Vihem në rresht, radhitem; hyj në një rresht, zë vend në radhë. *U rreshtuan në batalion. U rreshtuan nxënësit për gjimnastikë.*
2. *fig.* Hyj në radhët e një organizate ose të një grupi e marr pjesë në veprimtarinë e tyre; zë vend përkrah një tjetri për të bashkëpunuar me të, radhitem. *U rreshtuan në çetat partizanë. U rreshtuan në një front të vetëm. U rreshtua në radhët e kufitarëve. U rreshtua krah për krah me shokët.*
3. *fig.* Vihem në një radhë me diçka a me dike tje-tër; zë një vend a një shkallë të caktuar, radhitem; krahasohem. *Rreshtohet me më të mirët. Rreshtohet midis ekonomive më të përparuara.*
4. *Pës. e* RRESHTOJ.
RRESHTOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. Vë në rresht, vendos njërin pas tjetrit ose njërin përbri tjetrit za-kohisht në vijë të drejtë; radhit, rendit. *Rreshtoi ush-tarët (nxënësit, studentët). Rreshtoi trupat (skuadrat, ekipet). Rreshtoi brigadën. Rreshtoj librat (karriget, arkat).*
2. *fig.* Zë në gojë, përmend njërën pas tjetrës disa gjëra, shifra etj. *Rreshtoj shkaqet (ngjarjet). la rreshtoi të gjitha një për një* ia tha të gjitha, ia numëroi të gjitha, s'i la gjë pa thënë.
*ir* S'di t'i rreshtojë fjalët edhe *poh.* nuk di të flasë bukur, nuk i lidh rrjedhshëm fjalët.
RRESHTOR,~E *mb.* 1. *gjuh.* Që tregon vendin e sendeve në një renditje të vijueshme gjatë numërimit. *Numëror rreshtor.*
*2. usht.* Që ka të bëjë me veprimet e përbashkëta të trupave në rresht. *Stërvitje (përgatitje) rreshtore. Këngë rreshtore. Hap rreshtor* hap ushtarak, gjatë të
cilit këmba ngrihet mëlart se zakonisht nga toka dhe përplaset me force më të gjithë shputën.
RRESHTORE,~JA . *usht. bised.* Stërvitje rreshtore. *Fusha e rreshtores. Bëj rreshtore. Dolën në rreshtore.*
RRETH,~I *m. sh.* RRITHË, RRATHËT. 1. Vijë e lakuar dhe e mbyllur, pikat e së cilës kanë të njëj-tën largësi nga qendra; sipërfaqja e rrafshit që ndodhet brenda kësaj vije. *Rrathë bashkëqendrorë. Rreth i jashtëshkruar (i brendashkruar). Rrezja (sipërfaqja) e rrethit. Diametri (perimetri) i rrethit. Qendra e rre-thit. Bëj (vizatoj) një rreth. Në trajtë rrethi.*
2. Rrip metali a druri i mbyllur si unazë, që shtrën-gon degët e fuçisë, një rrotë etj.; pjesa e rrumbullakët si unazë, që shërben për të mbajtur, për të shtrënguar etj. pjesët e tjera të një sendi; fletë e prerë si unazë a e rrumbullakët. *Rreth hekuri (druri, teli). Rrathët e fuçisë (e bucelës). Rrethi i rrotës (i gurit të mullirit). Rrathët e syzeve. Rrethi i kosës* unaza që' shtrëngon kosën te bishti. *Rrethi i sites (i daulles). Rrethi i kapelës. Rreth për flokët. I vë rrathë. Shtrëngoj rrathët.*
3. Unazë. *Rreth floriri. Rreth dore* byzylyk. *Rrathë veshi* vathë të rrumbullakët.
4. Rrip i ngushtë ose vijë e rrumbullakët, që shfaqel anës diçkaje, që formohet nga diçka ose që dallohet në sipërfaqen e diçkaje; unazë. *Rrathët e dritës (e ylberit). Rrathët e tymit. Rrathë në ujë. Rrethi i hënës (i diellit). I vuri syri rreth. Rrathët e gushes (e barkut)* pale e lëkurës në gushë (në bark) nga të ngjallurit e tepërt. *Rrathët vjetorë* unazat vjetore në trungun e prerë të një druri.
5. Varg njerëzish a sendesh, të rreshtuar në vijë të mbyllur rrotull dikujt a diçkaje. *Bënë (formuan) një rreth. E mbyllën (e afruan) rrethin. I vuri në rreth.*
*6. sh.* ~E, ~ET. Ndarja më e madhe administrative e shtetit tone, që përfshin një krahinë të gjerë me një qytet si qendër. *Rreth malor (fushor, kufitar). Rrethi i Tiranës (i Shkodrës...). Këshilli popullor (komiteti ekzekutiv) i rrethit. Konferenca e rrethit. Festivali i rrelhit. Në bazë (në shkallë) rrethi.*
7. *vet. nj. fig.* Fusha që përfshin një veprimtari, tërësia e dukurive, që përfshihen brenda një kuiiri; sfera. *Rrethi i njohurive. Rrethi i çështjeve (iproblemeve). Rrethi i interesave. Rrethi i përfytyrimeve (i ideve). Rrethi i të drejtave.*
8. *sh.* ~E, ~ET *fig.* Grup njerëzish që mblidhen rregullisht në një vend të caktuar për të mësuar diçka, për një veprimtari të përbashkët ose për të rrahur çësh-tje të një fushe. *Rrethi metodik. Rrethi letrar (shken-cor, sportiv). Rrethi i fizkulturës (i notit, i alpinizmit, i baletit, i muzikës, i çiftelisë, i vizatimit, i ekonomisë shtëpiake, i rrobaqepësisë, i qëndisjes). Rrethi i kimis-tëve (i natyralistëve). Drejtues (anëtar) rrethi. Mbledhja (veprimtaria) e rrethit. Bën pjesë në rreth. Ngre një rreth.*
9. *kryes. sh-* ~E, ~ET *fig.* Grupe njerëzish, që janë të lidhur nga interesat e njëjta shoqërore të klases, të shtresës, të kulturës a të mjeshtërisë;qarqet; mjedis. *Rrethet artistike (letrare, shkencore, intelektuale). Rrethet zyrtare (diplomatike, ushtarake). Rrethei bankare (financiare, tregtare). Rrethet punëtore (re-Volucionare, demokratike).*
10. *vet. nj. fig.* Njerëzit e afërm, fareflsi, miqësia; tarafi. *Rrethi familjar. Rrethi i nuses (i dhëndrit). Thërres (ftoj) rrethin tim. Ka rreth të madh (të gjerë). E ndihmoi rrethi.*11. *kryes. nj. fig.* Grup njerëzish, që interesohen për diçka të përbashkët ose që kanë një lidhje me dike a me diçka. *Rreth igjerë (i ngusktë). Rreth studiuesish (lexuesish, dëgjuesish). Rrethi i të njohurve. Në një rreth të ngushtë (të mbyllur)* pa tërhequr mendimin e shumë njerëzve ose të masës. *Hyri në rreth të shokëve* arriti moshën ose pjekurinë për të qenë njësoj si të tjerët.
12. *vet. sh.* ~E, ~ET. Vendet që shtrihen rrotull një qyteti, rrethinat; afërsitë. *Në rrethet e Tiranës.*
13. *vet. nj. sport.* Rruga që ndjek gjatë një gare një grup sportistësh (çiklistë, motoçiklistë etj.), duke u kthyer përsëri në pikën e nisjes. *Rrethi çiklistik i Shqipërisë. Etapat e rrethit çiklistik.*
14. Perimeter. *mati rrethin e gjoksit (e kraharorit).*
15. *sh.* ~E, ~ET *astr.* Vijë rrethore, që përfyty-rohet e përshkruar në hapësirën qiellore ose në rru-zullin tokësor. *Rrethi polar (tropikal). Rrethi i mes-ditësit.*
16. Shtresë a brez guri me pllaka të dala në sipër-faqe. *Rrathët e Veleçikut. Del një rreth e s'punohet. Është vendi rreth e s'kalohet dot.*
17. Rripi i fishekëve, rrethatore. *Rrethi i fishekëve. Ngjesh rrethin.*
18. *kryes. sh.* Thurima të rrumbullakëta prej shuf-rash, të cilat vihen nën këpucë a nën opinga që të mos fundosen këmbët gjatë ecjes mbi dëborë. *Rrathët e dëborës. Vë rrathët.*
19. *vet. sh.* Mjet peshkimi në trajtë të një cilindri të hapur, të tnbërthyer në një shkop, që e tërheqin në ujë duke qëndruar në lundër.
20. *bised. fig.* Tufë, shumicë, sasi e madhe. *Ka një rreth fëmijë.*
21. Horizont. *Rrethi i malit. Rrethi i qiellit.*

• Rreth i hekurt rrethim i plotë, pa asnjë të çarë; dare. Rreth i mbyllur (me cen) *libr.* a) arsyetim i ga-buar që bëhet duke vërtetuar një mendim me anë të një parimi, i cili ka vetë nevojë të vërtetohet me mendimin e pare; b) gjendje pa rrugëdalje. la bëri rrethin *dikujt a diçkaje* gjeti një rrugë për ta shtënë në dorë, ia gjeti anën. I qiti(i bëri) rretfain a) e rrethoi; b) i përgatiti diçka fshehurazi për ta dëm-tuar a për ta shkatërruar. E kanë Iëshuar (i janë li-ruar) rrathët nuk është në rregull nga mendtë, i kanë luajtur dërrasat. E soil! në rreth a) *d i k ë* e solli në rrugë të drejtë; b) *d i ç k a* e vuri në vijë një punë. Është shoshë pa rreth *shih te* SHOSHË,~A. E shtiu (e futi) në rreth *dike* e zuri ngushtë, s'e la të lëvizë as andej as këtej, e mbërtheu në vend; e rrethoi. U be për rreth oxhaku *shih tek* OXHAK,~U. Mori rrethin e daulles *iron,* nuk mori asgjë. I vuri rreth kokës e vuri veten në një gjendje të vështirë, i nxori kokëçarje vetes. Me sistem rrethi *sport.* duke i bërë të g jit ha ndeshjet ndërmjet skuadrave një për një për të përcaktuar fituesen.

RRETH. I. *ndajf.* Në hapësirën nga të gjitha anët afër dikujt a diçkaje, rrotull, përqark; në vijë të mbyllur si rreth. *Rreth e rrotull (rreth e qark, rreth e përqark, rreth e rreih)* nga të gjitha anët, përreth. *Vendet rreth e rrotull. I nine rreth. I vjen (i sillet) rreth dikujt a diçkaje i* sillet rrotull; i rrotu-llohet. *Vjen (sillet) rreth* rrotullohet. *Vështroj rreth e rrotull (rreth e qark). I bie rreth e rrotull (rreth e qark)* e përshkoj, e shkel nga të gjitha anët, ibie rrotull.

II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore për të treguar: 1. Vendin, sendin ose njeriun, në të gjitha anët e të cilit gjendet dikush a diçka, kryhet një veprim ose përqark të cilit lëviz a grumbullohet dikush a diçka; rrotull, përqark. *Rreth shtëpisë. Rreth 2jarrit. Rreth Diellit (Tokës). Rreth qytetit (fshatit). Rreth sofrës (tryezës). Rreth flamurit. Rreth Partisë. Mbliahen rreth nesh. Rrotullohet rreth tij. Ka grum-bulluar rreth vetes. Rreth e rrotull (rreth e qark, rreth e përqark) dikujt a diçkaje.*

2. Kohën, pak caste para a pas së cilës kryhet një veprim ose moshën e përafërt të dikujt; afër, aty nga. *Rreth mbrëmjes (mëngjesit, arekës). Rreth ores pesë. Rreth mesit të nates. Rreth të tridhjetave.*

3. Çështjen ose diçka për të cilën flitet; per, mbi. *Diskutimet rreth raportit. Flas rreth një studimi (ro-mani).*

III. *pj.* Pak a shumë, pothuaj, afër, afërsisht. *Rreth dhjetë muaj. Rreth dyqind veta. Rreth tetë kuintalë.*

*k* Rreth e rreth jo drejtpërdrejt, anës e anës, Iarg e Iarg. Vjen rreth (rrotull) *d ik ush shih te* RROTULL. Vinin rreth rronin disi, jetonin me ato që kishin. Vjen rreth (rrotull, anës) për shi (për dëborë) *shih te* RROTULL. I vjen (i sillet) rreth (rrotull, vërdallë) *dikujt shih te* RROTULL. Me vjen (me sillet) rreth (rrotull) *diçka shih te* RROTULL. Skam ku t5 rij rreth (rrotull) *shih te* RROTULL. Vërtitet rreth poçit *shih te* POÇ,~I. Sillet kot rreth (rreth e qark) dardhës *dikush shih te* DARDHË,~A.

RRETHAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Vend i thurur përreth me gardh a me diçka tjetër. *Rrethaku i bagëtive. Rrethaku i lojërave. Hyri në rrethak.*

RRETHAKOHEM. *Pës. e* RRETHAKOJ.

RRETHAKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Rrethoj. *rrethakonin arat me gardh. Rrethakuan qytetin.*

RRETHANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kushte të veçanta, në të cilat ndodh diçka ose që shoqërojnë një ngjarje dhe që ndikojnë në zhvillimin e saj; anë e veçantë e një ngjarjeje, e një çështjeje. *Rrethana lehtësuese. drejt.* kushtet që e lehtësojnë dënimin e një të pandehuri. *Rrethana rënduese. drejt.* kushtet që e rëndojnë dënimin e një të pandehuri. *Rrethanat e ngjarjes. Në çdo rrethane. Ndodhi në rrethana të pa-qarta.*

2. *kryes. sh.* Kushte që përcaktojnë gjendjen e diçkaje a të dikujt; gjendje. *Rrethanat politike (eko-nomike). Rrethana familjare (shoqërore). Sipas rre-thanave. Në rrethanat e sotme. Përfiton nga rrethanat. Ndryshojnë rrethanat. E detyrojnë rrethanat.*

•*k* Plotës i rrethanës *gjuh. shih* RRETHANOR,~I.

RRETHANIK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT dhe RRETHA-NIKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjell.* Ëmbëlsirë e gatuar me petë të dredhura si kukurec e me arra brenda, që piqen në furrë e zbuten me sherbet; dredhanik. *Bëj një rrethanik.*

RRETHANOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjuh.* Gjym-tyrë e dytë e fjalisë, që tregon rrethanat në të cilat kryhet veprimi; plotës rrethanor. *Rrethanori i kohës (i vendit, i mënyrës...).*

RRETHANOR,~E *mb.* 1. Që ndodhet aty rreth e rrotull dhe që mund të hy jë në punë për diçka. *Burime rrethanore. Me materiale (lëndë, mjete) rrelha-nore.*2. Që ka të bëjë me rrethanat e një ngjarjeje a të një veprimtarie. *Kushtet rrethanore.*

3. *gjuh.* Që tregon rrethanat në të cilat kryhet ve-primi, që luan rolin e rrethanorit. *Plotësi rrethanor. Fjall rrethanore. Marrëdhënie rrethanore. Ndajfolje rrethanore.*

RRETHAS *ndajf.* 1. Rreth e rrotull, përreth; në një vijë si rreth. *Shikoj rrethas. U mblodhën rrethas. Jane ulur rrethas. Vshton kudo rrethas.*

*2.* Së bashku të gjithë ata që janë rreth e rrotull; shoqërisht. *E paguajmë rrethas. Pimë një gotë rrethas. E ndau rrethas* u dha pjesën njësoj të gjithë atyre që ishin rreth e rrotull.

RRETHATOHEM. *Pës. e* RRETHATOJ.

RRETHATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Rrethoj; qarkoj.

JtRETHATOR,~E *mb.* 1. I rrumbullakët; që është i nibyllur në trajtë rrethi. *Vend rrethator. Shesh (lë-rnëj rrethator.*

*2. Si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vend i thurur, i mbyllur rreth e rreth me gardh, me mur etj.; rrethak.

RRETHATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Rrip për të vënë fishekët,.gjerdani i fishekëve. *Rrethatore me fishekë. Ngjesh (shtrëngoj) rrethatoren.*

*2.* Tepsi e madhe me buzë mjaft të ngritura.

3. Qeleshe e bardhë dhe e rrafshët nga sipër, që e mbajnë në disa krahina malore.

RRETHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ograjë e rre-thuar me mur të thatë. *Rrethet e fshatit. E shtie ba-gëtinë në rrethe.*

*2.* Pjesë e dale dhe me parmakë rreth katit të dytë të një shtëpie; çardak.

RRETHE,~T. *vet. sh. I.* Opinga prej lëkure poshtë e të thurura me gjalmë nga sipër. 2, Këpucë të përdorura shumë, sa janë grisur.

RRETHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRETHOJ, RRSTHOHEM. *Rrethimi i oborrit (i shtëpisë). Rrethimi i qytetit (i fshatit). Rrethimi i kështjellës. Rrethimi i armikut (i kundërshtarit). Bënë rrethimin.*

*2. usht.* Gjendja e një ushtrie ose e një qendre të banuar, që ka përreth trupa ushtarake kundërshtare, të cilat piërpiqen ta detyrojnë të dorëzohet. *Rrethim ushtarak. Dara (unaza) e rrethimit. Vunë rrethimin. E hgritën (e hoqën) rrethimin. E çanë rrethimin. E ngushtoi (e mbylli) rrethimin. Dolën nga rrethimi. Të punojmë, të luftojmë, të jetojmë si në rrethim!*

*3.ifig.* Gjendja e një vendi që ka përreth shtete të tjera me rend shoqëror të kundërt, të cilat përpiqen me rrugë politike, ideologjike, ekonomike, ushtarake etj. ta dobësojnë për ta nënshtruar ose për t'i për-mbysur rendin shoqëror. *Rrethim i dyfishtë. Rrethim politik (ekonomik, ushtarak). Rrethimi imperialisto-revizionist. Në gjendje rrethimi.*

4. Mjedisi rrethues ose kushtet, në të cilat ndodhet dikush adiçka. *Rrethimi ifjalës. gjuh.* konteksti ifjalës.

5. Gardh a mur që rrethon një vend. *Rrethim muri (dërrase, gardhi). -7 bënë oborrit një rrethim.*

RRETHINË,~'A . *sh.* ~>A, —AT. 1. *kryes. sh.* Vendet rreth e rrotull një qyteti a një qendre tjetër të banuar, afërsitë. *Rrethinat eqytetit (e fshatit). Rre-
thinat e shkollës (e fabrikës). Tirana me rrethina. Ba-norët e rrethinave.*

*2.* Rrip i ngushtë toke rreth e rrotull arës që mbetet i palëruar. *Kullotin nëpër rrethina.*

RRETHJE,~A . *sh.* —E, ~->ET. Kusi prej bakri me verigë si rreth. *Rrethje për ujë (për gjellë).*

RRETHKOMANDANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Komandant i xhandarmërisë në një nënprefek-turë. *Rrethkomandanti varej nga qarkkomandanti.*

RRETHKOMINDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* Komanda e njësive të xhandarmërisë të një nënpre-fekture; ndërtesa ku ishte kjo komandë.

RRETHOHEM *vetv.* 1. Ulem a zë vend më të tjerë përreth dikujt a diçkaje. *U rrethuan pranë vatrës. 2. Pës. e* RRETHOJ.

RRETHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Vë a ngre rreth e përqark një vendi një mur, një gardh etj. për ta veçuar a për ta mbrojtur; i vë përreth diçka. *Rrethoj oborrin (arën, shtëpinë). Rrethoj me mur (me gardh, me pemë).*

*2.* Përqendroj trupa ushtarake përreth një qendre të banuar a një ushtrie kundërshtare për ta detyruar të dorëzohet; i marr krahët një ushtrie duke i mbyllur rrethin; *kund.* çrrethoj. *Rrethuan qytetin (kështjellën). Rrethuan kalorësinë. E rrethoi me ushtri (me tanke).*

3. Zë shtigjet nga të gjitha anët e një vendi për të kapur atë që është brenda. *rrethuan shtëpinë. E rrethoi në të katër anët. Rrethuan gjahun (peshkun).*

*4.* Zë vend më të tjerë përreth dikujt a diçkaje, mblidhet rreth dikujt; e vë në mes, qarkoj. *Nxënësit e rrethuan mësuesin. Ushtarët e rrethuan komandantin. E rrethuan shokët. E rrethuan zjarrin (vatrën, sofrën).*

5. *fig.* Tregoj në mënyrë të vazhdueshme kundrejt dikujt një ndjenjë a një kujdes të veçantë; i krijoj kushte të caktuara përreth. *E rrethoi më të gjitha të mirat. Populli e ka rrethuar Partinë me dashuri të pa-kufishme.*

*6. vet. veto III* edhe *fig.* Ndodhet përreth dikujt a diçkaje; është përqark dikujt a diçkaje në një ma-rrëdhënie të caktuar; e mbështjell, e qarkon. *Bota që na rrethon. Vendet që e rrethojnë. Njerëzit që e rre-thojnë. E rrethon një fshehtësi e madhe.*

7. I vë rrathë (fuçisë etj.). *Rrethoj fuçinë (bucelën).*

RRETHOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Thurimë me dërrasa ose me diçka tjetër, që vihet rreth oborrit a një vendi tjetër. *Rrethojë dërrase (teli). Rrethoja e oborrit. I vunë një rrethojë.*

RRETHOR,~E *mb.* 1. Që ka trajtën e një rrethi ose që bëhet në trajtën e një rrethi; që ka të bëjë me një rreth. *Vijë rrethore. Vale rrethore. Lëvizje rrethore. Fluturim rrethor. Në mënyrë rrethore. Mbrojtje rrethore. usht.* mbrojtja e afërt e një vendi nga të gjitha anët e tij.

• *X tek.* Që punon me sharrë në trajtë disku. *Ma-kinë rrethore. Sharrë rrethore.*

RRETHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Lloj fus-tanelle a fundi, që e përdornin grate në disa malë'si të Shqipërisë së Mesme.

2. Thurimë e ulët prej dërrasash të holla, në të cilën vihen fëmijët e vegjël për të ndenjur a për të luajtur.3. JMARRETHATORE,~JAI. *Rrethore fishekësh.*

RRETHOSË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Vend i rrethuar për të ruajtur barin.

RRETHQARKULLIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Lë-vizje a proces që kryhet brenda një kohe të caktuar e në kushte të caktuara dhe që kthehet përsëri te gjen-dja nga ishte nisur a te forma fillestare. *Rrethqarkuliim i shpejtë. Rrethqarkullimi i kapitalit. Rrethqarkullimi* i *prodhimit. Lëvizje rrethqarkullimi.*

RRETHSJELLJE,~A . 1. *astr.* Sjellja e një trupi qiellor a e një sateliti në hapësirë rreth një pla-neti duke u kthyer përsëri në pikën e nisjes. *Rreth-sjellja përqark Marsit. Yjet dhe satelitët në rrethsjell-jen e tyre lëvizin nga e djathta në të tnajtë.*

2. Rrotullimi i diçkaje, i cili mbaron aty ku fillon pika e nisjes, rrethqarkuliim. *RrethsfelIJa e gjakut.*

RRETHSHKRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mat.* Ve-primi sipas kuptimit të foljeve RRETHSHKRUAJ, RRETHSHKRUHET.

RRETHSHKRUAJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *mat.* Bëj një rreth rrotull një trekëndëshi, katërkëndëshi etj. duke prekur të gjitha kulmet. *Rrethshkruaj një trekëndësh.*

RRETHSHKRUAR (i,e) *mb. mat.* Që ka rrotull një rreth, i cili i prek të gjitha këndet nga jashtë (për figurat shumëkëndëshe). *Trekëndësh (shumëkëndësh) i rrethshkruar.*

RRETHSHKRUHET *mat. Pës. e* RRETHSHKRUAJ.

RRETHUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka perreth një gardh a një mur. *Shtëpi e rrethuar. Oborr i rrethuar. Are e rrethuar.*

2. Që ka rreth e përqark trupa ushtarake kundër-shtare. *Qytet (fshat, vend) i rrethuar. Kështjellë e rrethuar. Ushtri e rrethuar.*

3. *si em. m. kryes. sh.* ~, ~IT (të). Ata që janë brenda një vendi, të cilin e ka rrethuar kundërshtari. *Të rrethuarit e çanë rrethimin.*

RRETHUES,~E *mb.* I. Që është rreth e rrotull dikujt a diçkaje. *Muri (gardhi) rrethues. Ajri rrethues. Mjedisi rrethues.*

2. Që ka rrethuar një qendër të banuar a një ushtri kundërshtare për ta detyruar të dorëzohet. *Ushtria rrethuese.*

3. *si em. m. kryes. sh.* ~, ~IT. Ata që kanë rrethuar një qendër të banuar a një ushtri kundërshtare për ta detyruar të dorëzohet. *Rrethuesit e kështjellës. Ushtria e rrethuesve.*

RREVË,~A . *krahin.* Short. *Shtiem rrevë kujt t'i bjerë.*

RREXË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Thurje e rrallë me zbukurinie, që bëhet me pe e me grep e që u vihet rrobave e ndërresave zakonisht anëve; dantellë. *Zbu-kuroj me rrexa.*
2. Tyl. *Rrexë e hollë.*
RREZAK,~E *mb. bot.* Që i ka petlat anësore me llapë më të shtrirë sesa ato të qendrës (përdoret për lulet e përbëra, si lulja e dhenve etj.).
RREZATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RREZATOJ, RREZATOHET.
*Rrezatimi i lëkurës. Rrezatimi i dritës.*
2. Përhapja e energjisë nga një trap në trajtën e valëve ose të grimcave; energji që përhapet nga një trup në trajtë të rrezeve. *Rrezatim natyror. Rrezatim bërthamor (radioaktiv, atomik). Rrezatim elektro-magnetik. Rrezatimi diellor. Rrezatim vdekjeprurës. Energjia e rrezatimit. Përdorimi i rrezatimeve. Labo-ratori i rrezatimeve.*
3. *fig.* Përhapja e një dukurie ose e një ndikimi nga një qendër. *Rrezatimi i ideologjisë marksiste. Rrezatim në shkallë ndërkombëtare. Qendër rrezatimi.*
RREZATOHET *vetv.* 1. Përhapet, shpërndahet në trajtë rrezesh nga një burim ose nga një trup (për energjinë në trajtë rrezesh). *Rrezatohet energjia. Rre-zatohen valët. Rrezatohet në hapësirë.*
2. *fig.* Përhapet në drejtime të ndryshme një du-kuri ose një ndikim nga një qendër; shpërndahet nga një qendër dhe ndikon mbi të tjerët rreth e rrotull. *Rrezatohet ideologjia (norma gjuhësore). Rrezatohet një nxitje. psikol. Rrezatohet puna në të gjithë organi-zatën. Rrezatohet qëndrimi tek të tjerët.*
3. *Pës. e* RREZATOJ 4,5.
RREZATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Lëshon dritë ose një energji tjetër në trajtë rrezesh, iëshon a përhap rreze. *Rrezaton dritë. Rrezaton energji bërthamore.*
2. *vet. veta III fig.* Përhap rreth e rrotull një ndjenjë të brendshme, duket sikur e nxjerr dhe e shpërndan si rreze një ndjenjë të brendshme. *Fytyra i rrezaton gëzim e kënaqësi. Sytë i rrezatonin dashuri.*
3. *fig.* Përhap nga një qendër në drejtime të ndryshme një ide, një dukuri, një ndikim etj. *Rrezaton ndi-kimin e vet. Kryeqyteti përpunon dhe rrezaton normën gjuhësore.*
4. Ndriçoj me rreze. *Dielli rrezaton token.*
5. Veproj me rreze mbi një trup, bombardoj me rreze. *Rrezatoj farën (patatet). Rrezatoj me rreze rënt-gen.*
6. *jokal.* Lëshon rreze, ndrin, shkëlqen. *Rrezaton dëbora. Rrezaton ari.*
RREZATUES,~E *mb.* 1. Që lëshon rreze drite ose energjie; që ndriçon me rreze. *Dielli rrezatues. Yje rrezatuese. Lëndë rrezatuese.*
2. *fig.* Që shkëlqen nga një ndjenjë e brendshme. *Fytyrë rrezatuese.*
3. *fiz.* Që lind nga një rrezatim; që ka të bëjë me rrezatimin, i rrezatimit. *Energjia rrezatuese. Sipërfaqja rrezatuese.*
4. *si em.* ~, ~I m. *sh.* ~; ~TT. Pajisje e posaçme ose trup që lëshon rreze drite a energjie, të cilat për-doren për një qëllim të caktuar. *Rrezatues I fuqishëm. Rrezatues drite Çzëri).*
RREZE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Fill i hollë e i drejtë drite, që del nga një burim ose nga një send tjetër i ndritshëm. *Rreze të arta. Rrezet e diellit (e hënës). Rrezet e dritës. Tufë rrezesh. Pasqyrimi i rrezeve. Lëshon (nxjerr) rreze. Ra një rreze. Përhapen (thyhen, përthyhen) rrezet.*
2. *fig.* Shfaqje e shpejtë e një ndjenjë tenure osee një dukurie, që ngjall gëzim, shpresë, besim etj. *Rreze gëzimi (shprese). Rreze e së vërtetës.*
3. *kryes. sh. fiz.* Tufë grimcash ose valësh elektro-magnetike që dalin nga një trup e përhapen në një drejtim të caktuar; rrezatim. *Rreze të padukshme.Rreze ultravjollcë. Rreze rintgen (rreze X). Rreze radioaktive (alfa, beta, gama). Rreze kozmike. Së-mundja e rrezes* sëmundje që shkaktohet nga veprimi i rrezatimit mbi organizmin e gjallë. *Bëj (marr) rreze. bised.* mjekohem me rrezatim.
4. *gjeom.* Vija e drejtë që lidh qendrën e një rrethi me një pike çfarëdo të periferisë së tij, gjysma e dia-ijietrit të një rrethi; gjatësia e kësaj vije. *Rrezja e një rrethi. Gjatësia e rrezes. Mat rrezen. Heq një rreze.*
5. Secili nga drurët që shtrëngojnë gavejtë e rrotës së qerres te bucela, spicë. *Rrezet e qerres. Iu thye një rreze. I vuri një rreze të re.*
*6.* Vijë që del nga një qendër së bashku më të tjera rreth e rrotull kësaj; diçka që ka këtë trajtë. *Qëndismë me rreze. I vë në trajtë rrezesh.*
*7. fig.* Rrethi brenda të cilit ushtron veprimtarinë e vet dikush ose vepron a përhapet diçka, fusha e ve-primit a e përhapjes; caku që arrin dikush a diçka duke u nisur nga një pike si qendër. *Rrezja e veprimit (e përdorimit). Rrezja e detyrimit shkollor. Brenda (ja-sfttë) rrezes së... Me rreze të gjatë (të mesme, të shkurtër) veprimi. E zgjeroi (e shtriu) rrezen e kontro-Hit. la ngushtoi rrezen. Hyn në rrezen e gjuajtësit.*
8. Përqindja e pjesës së dobishme e me cilësi të mirë të një prodhimi (me prejardhje nga bimët ose nga kafshët) kundrejt tërësisë që merret në fillim. *Rreze e lartë (e ulët). Rrezja e bukës (e miellit, e ni-seshtesë). Rrezja e mishit. Rrezja e vajit (e sheqerit). Rrezja e leshit (e pambukut). Rrit (ul) rrezen. Jep rrezen e parashikuar.*
*9. zool.* Secila nga pjesët e forta, që përbëjnë skeletin e pendëve të peshqve. *Rrezja e parë (e fundit). Rreze të forta (të buta). Rrezet e pendëve kurrizore (të barkut).*
10. *bised.* Briri i një kafshe. *Rrezet e dhisë. I ka rrezet përpjetë.*
11. *bised.* Shullë. *Rrinë (piqen) në një rreze. E qitën bagëtinë në një rreze.*
• Ka rreze (është me rreze) është shumë i bukur, ka pamje shumë të hijshme; shkëlqen. Si rrezja e diellit shumë i shndritshëm, i shkëlqyer; shumë i bukur.
RREZEA^R,~E *mb. poet.* Rrezeartë. *Dielli rrezear. Ylli rrezear. Agimi rrezear.*
RREZEARTË *mb. poet.* Që lëshon rreze të arta, që ndrit me rreze të arta. *Dielli rrezeartë. Ylli rrezeartë. Agimi rrezeartë. Dritë rrezeartë.*
RREZEKUQ,~E *mb. poet.* Që lëshon rreze të ku-qe, që ka dritë të kuqe në të trëndafiltë (për diellin kur lind a kur perëndon). *Dielli rrezekuq.*
RREZG,~U *m.* Kulmi i shfaqjes ose i zhvillimit të diçkaje, vlug. *Në rrezg të djalërisë: Në rrezg tëpunës. Në rrezg të vapës.*
RREZGA-BJEZGA *ndajf.* Në rrëmujë të madhe, pa rregull; ikë të ikim. *U lëshuan rrezga-bjezga* U lë-shuan përnjëherësh, ashtu siç u ndodhën. *E mori rrezga-bjezga* e mori zvarrë. *E kapi rrezga-bjezga. U vërsul rrezga-bjezga.*

RREZGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Freri i rrushit, rruvan.
RREZIGALL,~'I *m. krahin.* Arsenik; helm ar-seniku. *Nxjerr rrezigall. I hodhi rrezigall. T'u bëftë rrezigall! mallk.*
RREZIK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Gjendje
e vështirë, në të cilën dikujt a diçkaje mund t'i ndodhë një fatkeqësi, një dëm i madh a një e keqe tjetër, mundësia e një të keqeje të menjëhershme që kërcë-non dike a diçka. *Rrezik i madh. Rrezik i vërtetë (i mundshëm). Rrezik vdekjeje. Rrezik zjarri. Rreziku i luftës (i agresionit). Përballë rrezikut. Punë (jetë) me rreziqe. Me rrezik koke* i tillë sa që dikush mund të humbasë jetën. *Në caste rreziku. Është në rrezik. Është jashtë çdo rreziku. E kam në rrezik diçka. E kërcënon një rrezik. E shpëtoi nga rreziku. E kaloi (e kapërceu, e hodhi) rrezikun. E përbuz rrezikun. I shmangem (i largohem, i iki) rrezikut. Doli nga rreziku. S'e men në sy rrezikun. Nuk i trembet rrezikut. E vuri në rrezik* e rrezikoi. *Ka rrezik të...* mund të ngjasë, mund të ndodhë (për diçka me pasoja të kë-qija). *Miku njihet në rrezik. fj. u. Mendja e madhe — rreziku i vetes. fj. u.*
2. Diçka që mund t'u sjellë një dëm, një humbje a një të keqe të madhe të tjerëve, burimi a shkaku i një të keqeje të mundshme e kërcënuese. *Rreziku kryesor (numër një). Rreziqet epunës (e detit, e rrugës). Rreziku i djathtë (i majtë)* shmangia nga vija e drejtë politike më të djathtë (me të majtë). *Përbën (paraqit) rrezik për të tjerët. Është bërë rrezik për dike a për diçka. Mbetet rreziku kryesor. Mbrohem nga rreziqet.*
3. *bised.* Fatkeqësi ose një e keqe e madhe, që i ndodh dikujt. *Rreziku i zi. I ndodhi (e gjeti, i ra) një rrezik. Pati një rrezik. E zuri rreziku.*
4. *bised.* Rrezikzi.
• I bie kambanës së rrezikut *libr.* jap kushtrimin; tërheq vëmendjen e të tjerëve për një të keqe të madhe që na kanoset.
RREZIKIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RREZIKOJ, RREZIKOHEM.
RREZIKOHEM *vetv.* 1. Vihem në rrezik, jam para një rreziku, mund të pësoj një të keqe. *Rrezi-kohem me (pa) dashje. Rrezikohem keq.*
2. *Pës. e* RREZIKOJ i.
RREZIKOJ *kal.,* ~OVA, -^UAR. 1. E vë a e lë
në kushte të tilla që mund të pësojë një të keqe të madhe; vë në rrezik; bëhem shkaktar për një fatkeqësi, për një dëm të madh a rrezik. *Rrezikoi jetën (shëndetin). Rrezikoi shtëpinë (pasurinë). Rrezikoj forcat. Rrezikon prodhimin. Rrezikoj veten (të tjerët). I rrezikoi të gjitha.*
2. *jokal.* Veproj me rrezik, bëj diçka që mund të sjellë pasoja të kë(gija. *Rrezikoj në lojë.*
RREZIKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që paraqit rrezik, që është ose që shoqërohet me rreziqe. *Punë (detyrë) e rrezikshme. Udhë (rrugë) e rrezikshme. Vend i rrezikshëm. Hap i rrezikshëm. Vepër e rrezikshme. Lojë e rrezikshme. Në çastin më të rrezikshëm.*
*2.* Që mund të sjellë një dëm a një të keqe të madhe dhe që vepron me një synirn të tillë, që është bu-rim rreziku për dike a për diçka; që ka pasoja të dëm-shme e të rënda. *Njeri (element) i rrezikshëm. Armik (kundërshtar) i rrezikshëm. Rafshë e rrezikshme. Sëmundje e rrezikshme. Lëndë e rrezikshme. Shoqërisht* i *rrezikshëm. Armiku me i rrezikshëm është ai që ha-rrohet.*
RREZIKSHMËRI,~'A . Të qenët i rrezikshëm, vetia e dikujt ose e diçkaje që përbën rrezik për të tjerët. *Rrezikshmëri shoqërore. Rrezikshmëria e sëmun-djes. Rrezikshmëria e veprës. Rrezikshmëria e imperia-lizmit (e revizionizmit). Shkalla e rrezikshmërisë. (Nuk) paraqit rrezikshmëri. Krijon rrezikshmëri.*
RREZIKZEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised. Fem. e* RREZIKZI,~U. *Rrezikzeza unë! Iu shua vatra rrezikzezës!*
RREZIKZI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* I. Nje-ri të cilit i bie një fatkeqësi ose të cilin e ndjekin të këqijat; fatkeq; i mjerë. *S"i ndahen fatkeqësitë, rrezikziut!*
2. Përdoret kur i drejtohemi dikujt që ka pësuar a mund të pësojë një të keqe, me kuptimin: "i ziu ti, i shkreti, i mjeri ti". *Ku ishe, more rrezikzi?*
RREZIT *jokal.* dhe *kal.,* ~A, ~UR. Rrezoj.
RREZITEM *vetv.* Rrezohem. *Rrezitem në diell. Rreziten në një shullë.*
RREZlTJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve RREZIT, RREZITEM.
RREZM,~I *m.* Shkalla më e lartë e gjendjes së mirë të një njeriu a të një familjeje; mbarësi. *Shtëpi me rrezm. I iku rrezmi.*
•*k* Doli rrezmit (toka) nuk është me pjellore si për-para, nuk prodhon me.
RREZOHEM *vetv.* Ngrohem në rrezet e diellit, shullëhem. *Rrezohem në diell.*
RREZOJ *jokal,* ~OI, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Lëshon a përhap rreze, ndrit me rreze. *Rrezon dielli*
*(hëna).*
*2. vet. veta III fig.* Shkëlqen, ndrit si rreze. *rrezon fytyra.*
3. *kal.* Ndriçoj me rreze diçka; e vë nën veprimin e rrezeve të diçkaje; e vë nën rrezet e diellit, e nxjerr në diell, e lë a e vë të marrë një rreze diell. *Dielli rrezon kreshtat. E rrezojnë grurin (niseshtenë) disa ditë me radhë.*
RREZOR,~E *mb.* 1. Që është vendosur në trajtën e rrezeve, të cjlat dalin nga një qendër; që del nga një pike si rreze. *Vija rrezore. Lule rrezore. Kristale rre-zore. Në mënyrë rrezore. Simetri rrezore.*
*2. fig. poet.* Që shkëlqen si rreze drite. *Vashë rrezore. Bukuri rrezore.*
RREZORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh ba-rishtore e drurësh të vendeve të nxehta (ku hyn edhe druri i kafesë) me lule zakonisht në trajtë vilesh, që përdoren në mjekësi, për të ngjyer etj.
RRËBISHT *kal.,* ~A, ~UR. Bishtos. *Rrëbishtin dhentë (dhitë).*
RRËBYTH *kal,* ~A, ~UR. Zbyth, praps.
RRËBYTHEM *vetv.* 1. Hiqem prapa zvarrë më të ndenjurat, zbythem. *U rrëbyth pa u ndier.*
2. *fig.* Largohem i turpëruar ose fshehurazi prej një vendi. *U rrëbyth nga kuvendi.*
RRËCOK,~U *m.* 1. Stomaku i shpendëve, katek. *Rrëcoku i zogjve (i pules, i patës).*
2. Çiban. *doli një rrëcok.*
3. *fig. perk.* Fëmijë i vogël, kolopuç.
RRËCOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rrip rrobash a pëlhure; rreckë që varet nga një rrobë. *E mbështolli me rrëcoke. Vishej me rrëcoke. Është bërë rrëcoke.*
RRËFANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegje e një ene, vesh, dorëz. *Rrëfana e kusisë (e kazanit). Enë me dy rrëfana. E kap për rrëfane.*

*2.* Freri i rrushit, ku qëndrojnë kokrrat; frerëz, frenjë; bishti ku lidhet kokrra e qershisë ose e kun-gullit; degëz. *Rrëfanë rrushi. Rrëfana e kungullit. Dy qershi të lidhura në një rrëfanë. I këput rrëfanën.*
•*k* Ia gjej rrëfanën *diçkaje* e gjej mjetin a më-nyrën për të zgjidhur diçka; ia gjej anën.
RRËFANGULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vrimë ku hyn mbërthecka, filik. *Fut në rrëfangull.*
RRËFATET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Degëzohet, për-deget.
RRËFATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Degë që ndahet nga druri; degë e hollë dhe e thatë, zakonisht pa gje-the. *Rrëfata dushku. Mbledhin rrëfata. U grah dhive me rrëfatë.*
RRËFEHEM *vetv.* 1. Dal në shesh për të me pare, zbuloj veten, tregohem, shfaqem. *Nuk iu rrëfye fë-mijëve të vet. Iu rrëfye si hije.*
2. *fig.* Shfaq përpara të tjerëve vetitë, aftësitë ose të metat, e tregoj veten se kush jam; tregohem; e heq veten, mbahem, shtirem. *Rrëfehem burrë. U rrëfye i mençur (budalla). Mos u rrëfe si i shurdhër.*
3. *fig.* I tregoj dikujt diçka të fshehtë për veten, i zbuloj me zemër në dorë të metat a fajet, i hapem, i çelem. *U rrëfye para shokëve. Iu rrëfye me mirëbesim.*
4. *fet.* I tregoj priftit për ato që kam bërë a kam menduar në kundërshtim me dogmën fetare e që feja i quan mëkate, duke u paraqitur si i penduar e duke kërkuar falje për to (sipas kërkesave të kishës së krish-terë në vendet ku vepron ajo). *Rrëfeheshin te prifti. Rrëfeheshin sa për sy e faqe.*
5. *Pës. e* RRËFEJ $_{1;}$ *3,* 4.
• S'rrëfehet me gojë është diçka e habitshme, e jashtëzakonshme. Me ka zënë (atje) ku s'rrëfehet
a) me ka kapur në vend të keq, nën vete; b) e kam shumë vështirë, e kam punën keq, jam shumë ngushtë.
RRËFEJ *kal,* ~EVA, ~YER. 1. Tregoj me fjalë një ndodhi, një përrallë etj., kallëzoj. *Rrëfej një ngjar-je (një përrallë, një anekdotë). Rrëfej historinë e... la rrëfeu një për një (me hollësi). Rrëfen bukur. E rrëfeu me gjithë shpirt.*
2. I them dikujt diçka zakonisht të fshehtë ose që ainukedi; kallëzoj. *rrëfeu të fshehtat. I rrëfeu fajin (gabimin). Rrëfenin mëkatet.fet. la rrëfeu shokut (vë-llait, nënës). I rrëfeu edhe zorrët e barkut dikujt* ia tha të gjitha, i tregoi edhe gjërat më të fshehta vetjake. *Mos ia rrëfe askujt tjetër!*
3. I shpjegoj dikujt me fjalë ose ia shënoj me lëvizje të dorës diçka që ta dijë a ta rnësojë; e drejtoj për atje ku duhet; dëftej, tregoj (edhe?£.). *rrëfeu rrugën (shtëpinë). I rrëfeu punën (detyrën). Ia rrëfeu me gisht. Ia rrëfeu me kujdes. I rrëfej udhën e së vërtetës.*
4. Ia paraqit dikujt një gjë për ta pare, për t'u njohur më të a për të gjykuar për të; zbuloj diçka që të shihet; tregoj. *rrëfeu rrobat (librat). Ma rrëfeu muzeun. Rrëfej letrat. I rrëfej gjoksin (dhëmbët).*
5. Shfaq një veti a një aftësi duke vepruar a duke bërë diçka; tregoj. *Rrëfejguxim (trimëri, burrëri,qën-dresë, zotësi, shkathtësi, mençuri, zgjuarsi). E rrëfeu veten se kush ishte. Puna e rrëfen njeriun. fj.u.*
6. *fet.* E marr në rrëfim dike, dëgjoj rrëfimin edikujt, sipas kërkesave të dogmës fetare (në vendet ku vppron kisha e krishterë). *E rrëfeu prifti.*
7. *jokal.* Dukem; jap përshtypjen nga pamja (za-konisht për moshën); tregoj. *Rrëfen i ri. Nuk rrëfen me shumë se dyzet vjeç. Siç rrëfejnë shenjat.*
8. *pavet.* Tregojnë, thonë, flasin. *Rrëfejnë se ka bërë trimërira. Rrëfejnë shumë gjëra për të. E ç'nuk rrëfejnë!*
la rrëfeu (ia tregoi) qejfin *dikujt shih te* QEJF,~I. I rrëfeu (i tregoi) rrugën (udhën) *dikujt mpspërf. shih tek* UDHË,~A. I rrëfeu (i tregoi) shko-pin *dikujt shih tek* TREGOJ. I rrëfen (i tregon) babait arat *iron, shih te* BABA,~I.
RRËFENJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tregim i shkur-tër për një ndodhi të vërtetë ose të trilluar, zakonisht me shtjellim të thjeshtë. *Rrëfenjë e vjetër (e re). Rrëfenjë për fëmijë. Tregoj (shkruaj) një rrëfenjë.*
RRËFESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Tregim i vogël; anekdotë.
RRËFESHK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *1. bot.* Gjem-baç, gjemb gomari. *Push rrëfeshku. E ka mbuluar rrëfeshku.*
*2. zool.* Kryeartëz, ferracak. *Zog rrëfeshku.*
RRËFlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRËFEJ, RRËFEHEM. *Rrëfimi i një ngjarjeje. Rrëfimi i përmbajtjes. Rrëfimi i mëkateve. fet.*
2. Tregim i shkurtër, rrëfenjë. *Rrëfim lirik (poetik). Rrëfim i bukur. Libër me rrëfime. Shkruaj një rrëfim.*
3. *fig.* Pranimi i hapur i një të fshehte ose i të me-tave e i fajeve të veta, tregim i çiltër për veten. *Rrëfim i plotë (i çiltër). Bëri një rrëfim.*
*4. fet.* Rit i fesë së krishterë, sipas të cilit besimtari detyrohet t'i tregojë priftit për çdo gjë që ka bërë e menduar në kundërshtim me dogmën fetare e që feja e quan mëkat dhe të pendohet e të kërkojë falje për to (në vendet ku vepron kisha e krishterë). *Riti i rrë-fimit. Qela e rrëfimit.*
RRËFYES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Tregimtar. *Rrë-fyes i zoti.*
2. *fet.* Prift që merr në rrëfim një besimtar (në vendet ku vepron kisha e krishterë).
RRËFYESTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *fet.* Vend i posaçëm në kishë ku bëhet rrëfimi, qela e rrëfimit (në vendet ku vepron kisha e krishterë).
RRËGALLEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Rrokullisem.
RRËGALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i pje-rrët, i mbushur me gurë të rrokullisur nga mali; rrë-pirë. *Rrëgallat e bjeshkëve. Vendi ishte rrëgallë.*
2. Luginë e ngushtë plot me gurë. *Rrëgallë e theltë.*
RRËGALLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend rrëgallë; tokë e mbushur me gurë të sjellë nga ujërat. *Tokë rrëgallinë.*
RRËGJAK,~E *mb.* I pazhvilluar, i rrëgjuar, i do-bët e i pakët. *Njeri rrëgjak. Dele rrëgjake. Drurë rrë-gjakë.*
RRËGJAKEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Dobësohem, ligështohem; bëhem i pagjak.
RRËGJAKUR (i,e) *mb.* I dobësuar, i ligështuar; i pagjak.
RRËGJlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRËGJOJ, RRËGJOHEM. *Rrëgjimi i trupit. Rrëgjimi i krahut (i këmbës). Rrëgjimi i një tingulli. gjuh.*
RRËGJOHEM *vetv.* 1. Mblidhem e zvogëlohem ose nuk rritem sa duhet e mbetem i pakët nga një së-mundje, nga mungesa e veprimtarisë, e ushqimit etj., tkurrem e thahem pak nga pak; dobësohem, fish-kem (për qeniet e gjalla dhe për pjesët e tyre). *Iu rrëgjua trupi (dora, fytyra). U rrëgjuan kecat (bi-mët). U rrëgjua nga pleqëria. U rrëgjua e u mblodh sa një grusht. Vjen e rrëgjohet.*
*2. vet. veta HI.* I zvogëlohen përmasat, bëhet me i vogël a me i shkurtër, zvogëlohet, shkurtohet; tku-rret, mblidhet. *Rrëgjohet dita* shkurtohet dita. *U rrëgjua hëna. Rrëgjohen dërrasat.*

3. *vet. veta 111* edhe *fig. libr.* Kthehet në një gjendje më të ulët a më të thjeshtë; ngushtohet, kufizohet, mbetet vetëm në një anë. *Rrëgjohet çështja. Rrëgjohet ndjenja.*
4. Matufosem, rrjedh nga trutë. *U rrëgjua në pie-qëri.*
RRËGJOJ *kal.,* ~^OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* E bën të zvogëlohet, e bën të tkurret e të mblidhet pak nga pak; dobëson (një ind). *Ia rrëgjoi trupin së-mundja.*
*2.* Picërroj (për sytë). *Rrëgjoj sytë.*
3. *fig. libr.* E kthej në një gjendje më të ulët a më të thjeshtë; e ngushtoj, e dobësoj nga një anë. *E rrëgjoi punën fare. E rrëgjoi çështjen.*
RRËGJOLL,~I m. Elbth, kath. *doli një rrëgjoll në sy.*
RRËGJUAR (i,e) *mb.* 1. Që është mbledhur e zvo-gëluar ose që nuk është rritur sa duhet nga ndonjë sëmundje, nga mungesa e veprimtarisë, e ushqimit etj.; i dobësuar, i fishkur; i pakët. *Plak i rrëgjuar. Viç (kec) i rrëgjuar. Me trup të rrëgjuar. Organ find)* i *rrëgjuar. Bimë të rrëgjuara. Grurë i rrëgjuar. Gjethe e rrëgjuar.*
2. Që i janë zvogëluar përmasat, që është bërë me i vogël, me i shkurtër, me i ngushtë etj. *Qytet (fshat) i rrëgjuar.*
3. *gjuh.* Që mezi shqiptohet, i dobësuar. *Zanore e rrëgjuar. Tingull i rrëgjuar.*
RRËGJUKULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Njeri me shtat të vogël, njeri që vjen fare i pakët (zakonisht për fëmijët), qenie e rrëgjuar.
RRËGJYL,~I m. *sh.* ~A, ~AT. Rrëgjyrë. *doli (iu be) një rrëgjyl.*
RRËGJYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Bullungë e qelbëzuar në shuallin e këmbës, që shkaktohet zakonisht nga një e shpuar gjembi; i thatë, çiban në shuallin e këmbës.
2. Kallo në këmbë.
*3. fig.* Rodhe. *I është bërë rrëgjyrë.* RRËKAJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrëke e madhe. 2. *përd. ndajf.* Si rrëke. *shkonin lottt rrëkajë. U*
*derdh gjaku rrëkajë.*
RRËKE,~JA . *sh.* ~, ~TË. I. Rrjedhë uji që bëhet pas shiut; vijë me ujë të paktë, por që ecën me rrëmbim; përrua i vogël, përroskë. *Rrëke e madhe (e vogël, e rrëmbyerj. Rrëke shiu. Rrëke mali. Rrëketëe rrugës (e oborrit). Shi me rrëke. Uji i rrëkesë. Der-dhet (shkon) si rrëke.*
2. Fill i një lëngu, që rrjedh me shumicë e me shpejtësi. *Rrëke lotësh. Rrëke gjaku.*
3. *fig.* Diçka që del me shumicë dhe shkon me rrëmbim në një drejtim; lurnë. *Rrëke njerëzish. Rrëke makinash. Rrëke fjalësh. Rrëke mendimesh (ndjenjash). Rrëke melodish (këngësh). Rrëke shpifjesh.*
4. Vijë dredha-dredha e qëndisur në rrobat e sipër-me. *Rrëketë e gunës.*
5. *përd. ndajf.* Me shumicë e me vrull, si përrua. *Uji rridhte rrëke. Shiu binte rrëke. I shkuan lotët rrëke. I shkonin djersët rrëke. U derdh gjaku rrëke.*
*~k* E ka marrë rrëkeja a) i ka punët shumë keq, po shkon drejt shkatërrimit a humbjes; b) ka humbur çdo vlerë e rëndësi, është fshirë pa lënë ndonjë gjurmë. I bën rrëke shtëpisë së vet e largon të keqen nga vetja; merr masat për t'u mbrojtur nga një e keqe. Rrodhi (shkoi) gjaku rrëke (lumë) u be gjakderdhje e madhe.
RRËKËLLEHEM *vetv.* I. Bie teposhtë duke u sjellë rreth vetes, lëviz tatëpjetë duke u rrotulluar, rrokullisem; përmbysem. *U rrëkëllye në greminë (në përrua). U rrëkëllye nga maja (nga bregu). Rrëkëllehen gurët. U rrëkëllyen njëri pas tjetrit. Rrëkëllehen tatëpjetë malit.*
2. Kthehem e përkthehem në vend, sillem rrotull vetes i shtrirë në një vend. *Rrëkëllehem në shtrat (në krevat). Rrëkëllehen fëmijët në bar (në dysheme). Rrëkëllehem sa nga një anë në tjetrën.*
3. *fig.* Përmbysem; bie nga pushteti ose fuqia, marr të tatëpjetën, rrëzohem. *U rrëkëllyen mbretëritë.*
4. *Pës. e* RRËKËLLEJ.
RRËKËLLEJ *kal.,* -JEVA, ~>YER. 1. Lëshoj diçka nga një lartësi që të bjerë teposhtë duke u sjellë rreth vetes, shtyj që të lëvizë tatëpjetë duke u rrotulluar; rrokullis. *Rrëkëllej gurët. E rrëkëlleu në përrua (në hendek, në grope). E rrëkëlleu poshtë.*
2. E pi menjëherë, e pi me fund. *Rrëkëllej gotën (shishen) e rakisë. E rrëkëlleu në gurmaz. E rrëkëlleu me një frymë (pa marrë frymë).*
RRËKËLLlM,~I *m. sh.* ~>A, ~>AT. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRËKËLLEJ, RRËKËLLEHEM. *Rrëkëllimi i gurëve. Rrëkëllimi i pera-ndorive. E piu me një rrëkëllim.*
2. Zhurma që bën një send duke u rrëkëllyer. *Dë-gjoheshin rrëkëllima gurësh.*
RRËKOTË,^-'A . *sh.* ~A, ~>AT. Rrotull prej dylli a prej dhjami, mëshere, merrkot; diçka e mble-dhur si rrotull. *Rrëkotë dylli. E mbledhin rrogozin rrëkotë.*
RRËKUALL,~I *m. bot.* Bimë barishtore dyvjeçare me gjethe të mëdha e të dhëmbëzuara, me lule të verdha, që rritet në vende të thata dhe që lulëzon në qershor-shtator.
RRËKUTEM *vetv.,* ~>A (u), ~UR. Strukem diku për t'u fshehur, futem diku për të mos u diktuar a për t'u mbrojtur, skutem. *U rrëkutën në një shpellë. U rrëkut në një skutë (në një qoshej.*
RREMBAJ-KË'MBAJ *ndajf.* Me rrëmbim, në këmbë e në dorë, shkel e shko, pa kujdes. *E bëri punën rrëmbaj-këmbaj.*
RRËMBEHEM *vetv.* 1. E marr një punë me ngut
e pa e menduar, veproj në mënyrë të nxituar; marr zjarr, e nis diçka në zemërim e sipër. *Rrëmbehet nganjëherë. Mos u rrëmbe, merre shtruar! Flet (vepron) pa u rrëmbyer.*
2. Tërhiqem shumë pas diçkaje, me pushton diçka tërësisht e me force, jepem i tëri pas diçkaje e nuk vë re asgjë tjetër. *Rrëmbehet pas punës. Rrëmbehet pas muzikës (pas filmave, pas pikturës). U rrëmbyen pas bukurisë së vendit.*
3. *vet. veto III.* Përcëllohet, dig jet pak; përskuqet. *V rrëmbye buka (lakrori). Mos e lër mishin sa të rrëmbehet!*
4. Kapem, rrokem. *U rrëmbyen me shoqi-shoqin.*
5. *Pës. e* RRËMBEJ.
RRËMBEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. Marr me dhunë diçka a dike dhe e çoj tutje, e grabit; ia heq nga duart me force a kundër dëshirës, ia marr me force. *U rrëmbenin bagëtinë. U rrëmbenin token (prodhimet). Ua rrëmbyem armët pushtuesve. Dikur i rrëmbenin nuset. Në vendet kapitaliste i rrëmbejnë njerëzit (fëmijët) në mes të ditës. Ia rrëmbeu nga duart. Skifteri rrëmbeu një pule. Rrëmbeu ç'mundi. Hush e kush të rrëmbente me shumë.*
2. *fig.* I heq dikujt një të drejtë etj., duke përdorur dhunën; shtie në dorë me force, përvetësoj. *rrëmbyen Urine (pavarësinë). I rrëmbeu të drejtat. I rrëmbyen fitoret. I rrëmbeu rastin. Rrëmbyen pushtetin.*

3. *vet. veto III.* Merr me vete me force a me vrull dhe e çon tutje; e përfshin, e përlan. *rrëmbeu deti (vala, lumi). E rrëmbeu era (furtuna). E rrëmbyen flakët.*
4. *vet. veta III fig.* I merr jetën, e merr, e përlan. *E rrëmbeu sëmundja. E rrëmbeu vdekja. E rrëmbeu brenda pak ditësh (pa mëshirë).*
5. Kap diçka me vrull e shpejt, e marr shpejt dhe e shtrëngoj fort për të kryer një veprim; rrok. *Rrëmbej pushkën (shpatën). Rrëmbej kazmën (lopatën, sëpatën, kërrabën). Rrëmbej penën (për të shkruar). Rrëmbej shkopin (mashën). Rrëmbej shishen (gotën). E rrëmbeu për këmbësh (nga krahët). E rrëmbeu në krahë (në gjoks).*
*6. fig.* E bëj për vete dike, i fitoj zemrën dikujt. *rrëmbeu zemrën. Ua rrëmbeu mendjen të gjithëve. I rrëmbeu me sjelljen e tij (me zërin e tij).*
7. *vet. veta III fig.* Me pushton diçka me force, me tërheq tërësisht, me bën t'i kushtohem me gjithë shpirt; me thith. *E rrëmbeu kënga (muzika). Me' rrëmbeu libri (filmi). E rrëmbeu puna (lufta, vrulli, hovi i rinisë). E rrëmbeu vala e përgjithshme. Me rrëmbeu gjumi. Bukuri që të rrëmben. Fjalët e tij të rrëmbejnë.*
8. *fig.* Nxjerr me mund e me djersë, ia marr me punë të madhe. *E rrëmbejnë bufcën nga shkëmbi. I rrëmbejnë tokës mineralin.*
*9.* edhe *jokal. fig. bised.* Kuptoj shpejt, e kap menjëherë mendimin e një tjetri. *Rrëmben shpejt ai djalë. Ta rrëmben (ta merr) fjalën nga goja* e kap menjëherë mendimin, është shumë i zgjuar e i mprehtë.
10. *vet. veta. Ill fig. bised.* Kap rrëshqitazi, rrok kalimthi e vetëm pjesërisht, zë. *Ma rrëmbeu veshi. Ma rrëmbeu syri.*
11. *vet. yeta III.* E përcëllon, e përskuq a e djeg pak (diçka që piqet në zjarr). *E rrëmbeu saçi (flaka, zjarri, furra) bukën (mishin, tavën).*
12. *jokal. vet. veta III bised.* Kapërcen pak ngamadhësia, nga mosha etj., është pak me tepër. *Rrëmben nga i ati dy gisht. Po rrëmbente nga të gjashtëdhjetat.*
13. *vet. veta Uljokal.* Peshon, rëndon nga njëra anë, anon. *Kandari rrëmben pak këtej.*
14. *jokal.* Prirem nga një anë, marr anën e dikujt, anoj. *Ai rrëmben pak nga vetja.*
• Rrëmbej (rrok) armët (pushkët) ngrihem në luftë, ia filloj luftës; ngjesh armët. la rrëmbeu fjalën *dikujt* e ndërpreu, nuk e la të fliste më tej. I rrëmbej kohën *dikujt* e bëj të humbasë kohën kot për shka-kun tim, e mbaj me fjalë të kota, nuk e lë të punojë, i ha kohën. Është për t'i rrëmbyer (për t'i prerë) kokën është shumë e bukur, e mirë sa s'bëhet (zakonisht për vajzat). E rrëmbeu (e vodhi) me sy *dike shih te* SY,~RI. Ta rrëmben (ta merr) fjalën nga goja *shih te* MARR. I rrëmbeu (i raori) kafshatën nga goja *dikujt shih te* KAFSHATË,~A. Po i dhe (po i zgjate) gishtin, të rrëmben (të merr) dorën *shih te* GISHT,~I. Të jep një thelë e të rrëmben (të merr) një pelë *keg. shih te* THELË,~A. Po i hape derën, të rrëmben shtëpinë *shih te* DERË,~A. Kuj(o (zër në gojë) qenin, rrëmbe (bëj gati) shkopin *fj. u. shih te* QEN,~I.
RRËMBESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* RRËMBIM, ~I.
2. Rrymë e forte në rrjedhën e një lumi; vendi ku uji i lumit është shumë i rrëmbyeshëm. *Rrëmbesë e madhe (e forte, e shpejtë). Rrëmbesa e ujit (e lumit). Kqloi në rrëmbesë.*
RRËMBIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRËMBEJ, RRËMBEHEM.
*Rrëmbimi i kafshëve. Rrëmbimi i tokave (i plaçkave). Rrëmbimi i nuses (i gruas). Rrëmbimi ifëmijëve. Rrëm-birni pas punës.*
2. Lëvizje e shpejtë, e fuqishme dhe e menjëher-shme; veprim i shpejtë e i vrullshëm; vrull, turr. *Vjen (ikën, shkon) me rrëmbim. Rrjedh me rrëmbim. Sulet (vërsulet) m,e rrëmbim. Ngrihet (ulet) me rrëmbim. E,përplasi me rrëmbim. Shiu binte me rrëmbim. Era frynte me rrëmbim.*
3. Ngut i madh për të bërë diçka, nxitim pa u men-duar; zemërim që e kap dike menjëherë, mospër-mbajtje e vetvetes; zjarr. *Me rrëmbim të madh (tëpapërmbajtur). E mori (e bëri) me rrëmbim. Ha (pi) me, rrëmbim. Flet (bërtet) me rrëmbim. Në rrëmbim e [sipër. I shtyrë nga rrëmbimi.*
RRËMBlMTHI *ndajf.* Me shpejtësi të madhe e me vrull, me rrëmbim; me nxitim, me ngut të madh. *Hyri (erdhi, iku, doli) rrëmbimthi. U ngrit rrëmbimthi. E vështroi (i hodhi një sy) rrëmbimthi. E zura rrëmbimthi.*
RRËMBUSH *kal.,* ~I, ~UR. Me mallëngjen sa me mbushen sytë me lot. *Na rrëmbushi me atë që na \tregoi.*
RRËMBUSHEM *vetv.* 1. Mbushem plot e përplot me diçka, marr me shumicë diçka. *U rrëmbush me fiq e me arra.*
2. Mallëngjehem sa me mbushen sytë me lot; mbushen me lot gati për t'u derdhur (për sytë). *Të gjithë u rrëmbushën kur e dëgjuan. Iu rrëmbushën sytë.*
RRËMBYER (i,e) *mb.* 1. Që është marrë me force, që është shtënë në dorë me dhunë, i grabitur. *Tokat e rrëmbyera. Pasuri (gjë) e rrëmbyer. Bagëti e rrëmbyer. Nuse e rrëmbyer. Fëmijë i rrëmbyer.*
2. Qç vjen a që rrjedh me shpejtësi të madhe e
me vrull; i vrullshëm, i rrëmbyeshëm. *Lumë i rrëmbyer. Vjëra të rrëmbyera. Dallgë e rrëmbyer. Shi i rrëmbyer. Erë e rrëmbyer.*
3. Që bëhet me ngut. të madh e pa e menduar mirë; i nxituar. *Punë e rrëmbyer. Sjellje e rrëmbyer. Hap i rrëmbyer. Bisedë e rrëmbyer. Veprim (vendim) i rrëmbyer. Në mënyrë të rrëmbyer.*
*4.* Që i merr punët me nxitim e pa i menduar mirë, që nuk përmbahet, i nxituar; i rrëmbyeshëm. *Njeri (tip) i rrëmbyer. Kale i rrëmbyer.*
RRËMBYER *ndajf.* Me shpejtësi të madhe e me vrull, me rrëmbim; me nxitim; me ngut të madh; rrëmbimthi. *Hyn (del, vjen, ikën, niset, zbret) rrëmbyer. Përgjigjet rrëmbyer. Punon rrëmbyer. Mos e merr rrëmbyer!*
RRËMBYES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që rrëmben dike a diçka; grabitës. *Rrëmbyesi i plaçkave (i bagëti-ve). Rrëmbyesi i zemrave. shaka.*
RRËMBYES,~E *mb.* 1. Grabitqar. *Shpendë rrëm-byes. Kafshë rrëmbyese.*
2- *fig-* Që të bën për vete, që të pushton zemrën a mendjen, që të rrëmben. *Bukuri rrëmbyese. Këngë rrëmbyese. Ndjenjë rrëmbyese. Me zë rrëmbyes.*
RRËMBYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që vjen a që rrjedh me shpejtësi të madhe e me vrull; i vrullshëm. *Lumë (përrua) i rrëmbyeshëm. Shi i rrëmbyeshëm. Derdhje e rrëmbyeshme.*
2. *shih* RRËMBYER (i,e) 2-4. *Njeri i rrëmbyeshëm. Me hap të rrëmbyeshëm.*
RRËMBYESHËM *ndajf.* Me rrëmbim, rrëmbimthi; në mënyrë të rrëmbyer. *Rrjedh (zbret, lëshohet)*

*rrëmbyeshëm. Shiu bie rrëmbyeshëm. Era fryn rrëmbyeshëm. Ecën (shkon, vjen) rrëmbyeshëm. Flet (lexon, shkruan) rrëmbyeshëm. E gjykoi rrëmbyeshëm.*

RRËMBYTHJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa e fundit e mbetur nga bimët që korren a priten ose nga diçka tjetër; mbeturinë pa vlerë. *Kishte mbledhur ca rrëmbythje.*

2. *thjeshtligj., mospërf.* Njeri pa asnjë vlerë, njeri që s'e përfill kush. *Ç'merresh me atë rrëmbythje!*

RRËMEJTË (i,e) *mb.* Që është thikë i pjerrët, që zbret thikë teposhtë. *Vend i rrëmejtë. Rrugë e rrë-mejtë.*

RRËMET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Rrymë uji që vjen me rrëmbim; vërshim uji. *Shi me rrëmet* shi i rrëmbyer. *Ka rrëmet përroi.*

2. *vet. nj. përmb.* Njerëzit, gjindja; turmë njerë-zish. *U mblodh rrëmeti. Kaloi përmes rrëmetit. Ç'është gjithë ky rrëmet këtu!*

3. *fig.* Shumicë e madhe. *Një rrëmet njerëzish (grash). Një rrëmet hollësish (gjërash).*

*4. fig.* Pështjellim, rrëmujë. *Rrëmet i madh. Larg rrëmujës e rrëmetit.*

5. *përd. ndajf.* Me shumicë, shumë. *Vijnë rrëmet. Kishte popull rrëmet. Ishin mbledhur rrëmet.*

RRËMETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Degë me shumë fije të holla anash e në majë, që përdoret si fshesë. *Rrëmetë shqope. Fshijnë oborrin me rrëmetë.*

2. *yet. sh.* Nallane të punuara me shufra të holla.

RRËMIH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Punoj token me shatë, me kazmë etj.; shkrifëroj dheun. *Rrëmih token(arën). Rrëmih dheun. Rrëmih me bel (me kazmë). Rrëmih me gishtërinj (me thonj) dheun.*

*2. shih* RRËMOJ 1,3. *Rrëmih një grope. Rrëmih nëpër arkiva.*

RRËMtHET. *Pës. e* RRËMIH.

RRËMtHËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. Ai që rrëmih token. *Rrëmihës varresh* varrmihës.

RRËMlQE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Vend thikë, rrëmore.

RRËMOHET. *Pës. e* RRËMOJ. *Rrëmohet toka. Do të rrëmohet puna më tej.*

RRËMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Gërmoj dheun duke e hequr pak nga pak. *Rrëmoj token. Rrëmoj një varr.*

*2. jokal. fig.* Kërkoj me kujdes diçka që me nevojitet duke trazuar gjithçka me dorë ose duke këqyrur gjith-andej. *Rrëmoj nëpër xhepa. Rrëmoj në çantë (në sirtar). Rrëmoj nëpër shtëpi. Rrëmoj skutave. Rrëmoj nëpër dosjet (nëletrat).*

3. edhe *jokal. fig.* Kërkoj për të zbuluar diçka; bëj kërkime. *Rrëmoj libra e revista. Rrëmoj nëpër biblioteka e arkiva.*

4. *fig.* Përpiqem të depërtoj në të fshehtat e diçkaje, ose të rikujtoj a të zbuloj diçka të shkuar a të ha-rruar, zhbiroj; përpiqem pak nga pak t'i zbuloj men-dimet dikujt, të marr vesh ç'mendon ose ç'di për dike a për diçka. *E rrëmoi thellë punën (çështjen). Mos e rrëmo me tutje! Rrëmoj në kujtesë (në mendje).*

5. *bised.* Ngacmoj; shpoj, ngas. *Rrëmoj plagën. Rrëmoj shokun. E rrëmoj që të flasë.*

•*k* I rrëmoi barkun e preku në plagët e fshehta, i zbuloi ç'kishte në zemër.

RRËMOJËSE ~JA . *sh.* ~E ~ET. Kruese a kleçkë dhëmbësh, dhëmbëkruese. *Kruaj dhëmbët me rrëmojëse.*

RRËMORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend thikë në faqe të malit, ku shket dheu e gurët; shkëmb thikë. *Rrëmoret e malit. Ngjiten nëpër rrëmore.*

2. Shumicë gurësh që sjellin përrenjtë malorë me vete ose që rrëshqasin nga lart; vend i mbushur me gurë të tillë; dhe i shkarë e i thërrmuar. *Po punohen edhe rrëmoret.*

RRËMUJAXHl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised., keq.* I. Njeri që nuk mban rregull në punë e në vendin ku jeton.

2. Ai që sjell çrregullime e pështjellime, ai që bën rrëmujë. *Rrëmujaxhi i madh.*

RRËMUJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjendje në të cilën mungon rregulli, çrregullim i plotë, pështje-llim i madh; *kund.* rregull. *Rrëmujë e madhe. Rrëmuja ekonomike (politike). Ka rrëmujë në shtëpi (në punë). Bën (sjell, shkakton) rrëmujë. Mbretëronte rrëmuja. Doli nga rrëmuja.*

2. Lëvizje e çrregullt dhe e shqetësuar e një turme njerëzish, zakonisht me zhurmë; trazirë; zhurma e mbytur që shoqëron këtë lëvizje, potere. *Rrëmuja në rrugë (në sallë, në mbledhje). Rrëmuja e luftës. Në rrëmujë e sipër. U be rrëmujë. Pushoi (mori fund) rrëmuja. Jku në rrëmujë. Përfitoi nga rrëmuja dhe u largua.*

3. *përd. ndajf.* Në gjendje të çrregullt; në pështje-llim të madh; lëmsh, lesh e li. *E bëri shtëpinë rrëmujë. 1 bëri libra! (plaçkat) rrëmujë. I la punët (gjërat) rrë-mujë. Shkonte puna rrëmujë. E kam kokën rrëmujë. lu be mendja rrëmujë.*

RRËMUJËMADH,~E *mb. bised., keq.* 1. Që nuk di të mbajë rregull në jetë e në punë, që i bën të gjitha rrëmujë.

2. Që i bën punët me rrëmujë e potere, që sjell çrregullime e pështjellime.

3. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Është një rrëmujëmadh i pandreqshëm.*

RRËMUJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka shumë rrëmujë; që shoqërohet me rrëmujë të madhe. *Pazar i rrëmujshëm. Vit i rrëmujshëm. Gjendje e rrëmujshme.*

RRËND,~I *m. shih* RRËNDËS,~I.

RRËNDËS,~I *m.* Lëndë e thartë që nxirret nga mulla e qengjit ose e kecit dhe që zbutet në qumësht a në ujë për ta përdorur si fare për të zënë djath'ë; mullëz, fare djathi. *Rrëndës qengji. Nxjerr rrëndësin. I hedh rrëndës. E pres qumështin me rrëndës.*

RRËNDOHET *vetv.,* ~t)A (u), ~t)AR. Thahet e nuk punon me, rrëgjohet (zakonisht për një pjesë të trupit). *lu rrënduan krahët. lu rrëndoftë gjuha! mallk.*

RRËNDON *kal.,* ~OI, ~UAR *krahin.* Pret shumë, të grin (për briskun, thikën etj.). *Ky brisk të rrëndon.*

RRËNDOS *kal,* ~A, ~UR. I hedh rrëndësin qu-mështit për ta bërë djathë. *Rrëndos qumështin.*

RRËNDOSET. *Pës. e* RRËNDOS.

RRËNGJEN *jokal.,* ~EU, ~YER. Lëshon rreze të ndritshme, shkëlqen me rreze; shkrepëtin. *Rrëngjen dielli. Rrëngjen si pasqyrë. Flokët i rrëngjenin.*

RRËNlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve RRËNOJ, RRË-NOHEM. *Rrënim i madh (iplotë). Rrënim ekonomik. Rrënimi i vendit (i qytetit, i fshatit). Rrënimi i shtë-pisë. Rrënimi i fshatarësisë (i prodhuesve të vegjël). Rrënimi i bujqësisë (i blegtorisë). Në rrugën e rrënimit. E çuan në rrënim.*

2. *kryes. sh.* Gërmadha, rrënoja. *Rrënime të vjetra. Pastruan vendin nga rrënimet.*

RRËNIMTAR,~E *mb.* Që sjell shkatërrim të plotë, që çon në rrënim, shkatërrimtar. *Luftë (politike) rrënimtare. Pasoja rrënimtare.*

RRËNOHEM *vetv.* 1. *vet. veta HI.* Shembet përdhe diçka e ndërtuar, prishet krejt, shkatërrohet. *U rrë-nua shtëpia. Fshatrat që u rrënuan, tani janë bërë më të mira.*
*2. fig.* Pësoj humbje të rënda materiale, shkatërro-hem ekonomikisht; varfërohem. *Rrënohet vendi (eko-nomia). Rrënohet fshatarësia. Rrënohen ekonomitë e vogla.*
3. *Pës. e* RRËNOJ.
RRËNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shemb përdhe diçka të ndërtuar, kthej në gërmadhë, shkatërroj, prish krejt. *Rrënoi shtëpinë (murin). Pushtuesit rrë' nuan shumë qytete (fshatra). I rrënoi tërmeti. E rrënoi që nga themelet.*
*2. fig.* I sjell humbje të rënda materiale, e shkatërroj ekonomikisht, e varfëroj krejt. *E rrënuan eko-nominë (bujqësinë, vendin). Rrënonin fshatarësinë (pro-dhuesit e vegjël). 1 rrënoi ekonomikisht. E rrënoi lufta.*3. *fig.* Dëmtoj rëndë, i sjell dëm të madh, shkatërroj, prish. *rrënoi shëndetin. I rrënoi jetën.*
RRËNOJË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Mbe-turinë e një godine të rrëzuar a e një qendre banimi të shkatërruar, gërmadhë. *Rrënojë e vjetër. Rrënojat e qytetit (e kështjellës). Rrënojat e Apolonisë. Grumbull rrënojash. U kthyen në rrënoja.*
2. *fig. Ubr.* Diçka që është shembur e shkatërruar tërësisht nga zhvillimi historik i shoqërisë (klasat a shtetet e përmbysura etj.). *Rrënojat e historisë.*
ftRËNOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* BËZ,~I $_2$.
RRËNORE,~JA . j. ~E, ~ET. 1. Tokë e braktisur, që nuk prodhon me; vend i shkretë.
2. *shih* RRËNOJË,~A i. *Rrënore të vjetra.*
RRËNCAR (i,e) *mb.* I. Që është prishur e shkatërruar, që është shembur krejt e rrëzuar përdhe (për diçka të ndërtuar). *Shtëpi e rrënuar. Mur i rrënuar. Qytet (fshat) i rrënuar.*
2- *fig.* Që është shkatërruar ekonomikisht a mo-ralisht; që.ka pësuar humbje të rënda ekonomike a materiale. *Fshatarësia e rrënuar në vendet kapitaliste. Njeri i rrënuar. Vendi ishte i rrënuar.*
3. *fjg.* Që është dëmtuar rëndë; që është dobësuar e keqësuar shumë; i rënë. *Me shëndet të rrënuar. flak i rrënuar.*
RRËNCES,~E *mb.* Që sjell shkatërrim ose humbje të rënda, rrënimtar. *Force rrënuese. Stuhi rrënuese. Po-litikë rrënuese.*
RRËNXAK,~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që është i rrënxuar, i shembur, i dëkuar; njeri të cilit i ka shkarë dhjamët. *Është rrënxak dhe s'ngre dot pesha.*
*2.* Mashkulli i një kafshe shtëpiake gjysmë i tre-dhur.
RRËNXIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kup-timit të foljes RRËNXOHEM. *Ka një rrënxim.*
RRËNXIN *jokal,* ~U, ~RË. Duket shumë i zi, nxin shumë. *Rrënxinte i gjithë.*
RRËNXOHEM vev., ~OVA (u), ~UAR. Me del një pjesë e një zorre ose dhjamët nga zgavra e barkut dhe me shket poshtë duke formuar një si qese të varur, zakonisht për shkak të një mundimi të madh ose nga ngritja e një peshe të rëndë; me shket a me bie dhjamët, shembem, dëkohem. *U rrënxua keq.*
RRËNXUAR (i) *mb. vet. m.* Që është rrënxuar, që i ka shkarë dhjamët; i shembur, i dëkuar. *Burrë i rrënxuar.*
RRËNJAK,~E *mb. bot.* Që del drejtpërdrejt nga rrën!ja e jo nga kërcelli. *Gjethe rrënjake.*
RRËNJË,~A i . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bot.* Pjesa krye-sisht! nën dhe e një bime barishtore, e një shkurreje a e një druri, që e mban atë të ngulur dhe që i shërben për të thithur ujin a ushqimin; pjesa e nëndheshme e disa bimëve, që përdoret për ushqim, për të bërë barna a pije ose për të përgatitur sende të ndryshme. *Rrënjë e hollë (e trashë, e shkurtër, e thellë). Rrënjë kryesore (nëntokësore, ajrore, mbitokësore, anësore). Rrënjë boshtore (xhufkore, penjëzore). Rrënjë të kal-bura. Rrënjë në ujë. Qafa e rrënjës. Qimet (sythat) e rrënjës. Pije (barna) me rrënjë bimësh të egra. Çibuk nga rrënja e shqopës. Lëshon (nxjerr, zë) rrënjë. I pres\rrënjët. Shkul rrënjën. I zbuloj (i mbuloj, i mbath) rrënjët. E nxjerr me gjithë rrënjë. Shtoj me rrënjë.*
2. Një bimë e mbjellë ose një pemë që jep kokrra; një bimë a një dru si njësi numërimi. *Dyzet rrënjë mollë (hardhi). Njëzet rrënjë ullinj. Mbollën pesëqind rrënjë pemë. Plehërojnë çdo rrënjë {rrënjë me rrënjë).*
3. *anat.* Pjesa më të cilën një organ me trajtë të zgjatur është kapur ose është ngulur në një ind; pjesa e prapme e një organi të tillë. *Rrënja e flokut. Rrënja e thoit. Rrënja e hundës* rrëza e hundës. *Shkul (heq) rrënjët e dhëmbit. I mbeti një rrënjë. I këputi rrënjët.*
4. *fig.* Burimi me i parë e me i thellë i një dukurie, prejardhja; mbështetja e thellë, mbi të cilën rritet e zhvillohet diçka, themeli. *Rrënjë të thella {të forta). Rrënjët e vërteta. Rrënjët klasore. Rrënjët historike (ideologjike, shoqërore, filozofike). Rrënjët e së keqes (e paragjykimeve, e gabimeve, e kontradiktave). I gabuar që në rrënjë. I gjeti rrënjët diçkaje. I ka rrënjët thellë në... E kap (e zë) nga rrënjët diçka. Gjer në rrënjë. E tundi* (e *lëkundi) nga rrënjët. E mësoi me rrënjë. Liria i ka rrënjët në gjak. fj. u.*
5. *gjuh.* Pjesa kryesore e f jalës, që nuk mund të nda-het më tej në pjesë përbërëse, që bart e ruan kuptimin themelor dhe që shërben si bazë për të formuar fjalë të reja me anë parashtesash, prapashtesash etj. *Rrënjë emërore (foljore). Rrënjë njërrokëshe (dyrrokëshë). Rrënja e përbashkët. Fjalë të një rrënjë. I gjej rrënjën fjalës.*
*6. mat.* Numër a shprehje algjebrike, që, kur ngri-het në fuqi, jep madhësinë e dhënë me pare; numër që shërben si zgjidhje e një barazimi. *Rrënjë katrore (kubike). Rrënjët aritmetike (algjebrike). Rrënja e një thyese. Shenja e rrënjës. Nxjerr (gjej) rrënjën katrore të një numri. Ngre në fuqi një rrënjë.*
7. *kim.* Grup me atome në molekulat e lëndëve kimike, që merr pjesë në reaksionet pa u ndryshuar. *Rrënjë kimike. Rrënjë acide (bazike). Rrënjë e lire.*
8. *bised.* Prejardhja e një njeriu, familja a farefisi nga vjen dikush; mbështetja e përkrahja që ka dikush nga njerëzit e afërm ose të njohur, rrethi i ngushtë. *Rrënja e një njeriu (e një fisi). Nga e ka rrënjën ?* nga ç'familje a nga ç'shtresë rrjedh? *Ka rrënjë të thella (të forta) dikush. Rrënjë pas rrënjë* brez pas brezi. *Është pa rrënjë ka* mbetur pa familje. *ka dale rrënja* ka mbetur pa fëmijë, pa trashëgimtarë. *ka rrënjët të shkulura* ka mbetur fill i vetëm, i shkretë, pa të afërm, pa njeri.
•*k* Me rrënjë në mënyrë të thellë, shumë mirë e me hollësi. (E pyes) rrënjë me rrënjë (e pyes) me hollësi, imtësisht. la heq (ia tërheq) rrënja për *diçka* ka qejf për diçka, ia do qejfi. Lëshon (zë, ngul, hedh, shtie) rrënjë a) *dikush* zë vend përgjithmonë diku, ngu-let përgjithnjë;

shkon në një vend e s'di të ikë me që andej; b) *d i ç k a* zë vend të qëndrueshëm, rrënjoset fort. Numëron rrënjët *shih te* NUMËROJ. Is pres rrënjët *diçkaje shih te* PRES i. Shkul (përmbys, pres) nga rrënjët (me rrënjë) e shkatërroj që nga the-melet, i heq çdo mundësi për të jetuar a përt'uzhvi-lluar më tej, e shfaros, e zhbij. I zbuloj rrënjët *di-kujt a diçkaje shih te* ZBULOJ. U be rrap e rrënjë *shih te* RRAP,~I. Nuk ka degë pa rrënjë *fj.u.* askush a asgjë nuk mund të ecë përpara pa pasur një themel të shëndoshë; nuk ka zhvillim pa mbështet-je të shëndoshë; nuk ka majë pa rrëzë. I ka rrënjët mbi ujë është pa mbështetje, nuk ka themel të shëndoshë, qëndron në ajër. I ngeci plori në rrënjë *shih te* PLOR,~I. E njoh (e di) me rrënjë e me degë e njoh shumë mirë, ia di të gjitha me hollësi. E shau rrënjë me rrënjë (merrënjë e me degë) e shau shumë rëndë, s'i la gjë pa thënë. E shkulën (e ngritën) me rrenje e me degë e lar-guan a e dëbuan nga një vend me gjithë familje, më të madh e më të vogël. E kap për rrënjësh e jo për degësh kap hallkën kryesore, i futem thelbit për të zgji-dhur diçka, e kap demin për brirësh. Gjuha e ka rrënjën në zemër *fj. u. shih te* GJUHË,~A. Mos mburr degët pa parë rrënjët! . *u. për* të vlerësuar diçka ihos u mbështet në anët e jashtme, por shiko brendinë, thelbin, themelet, shkaqet, qëllimet.

RRËNJË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lloj dushku me trup të drejtë e me gjethe si të gështenjës, që bën lende të bashkuara zakonisht iri e nga tri dhe që për-doret për lëndë ndërtimi, për të nxjerrë tanin, për të bërë qymyr të cilësisë së lartë etj. *Druri i rrënjës. Lende e rrënjës.*

RRËNJËDALË *mb. bised.* 1. Që ka mbetur pa fë-mijë, që nuk lë pasardhës; *si mallk.* që mos paste fëmijë, që iu shoftë pragu e fisi, që i daltë rrënja! *Burrë rrënjëdalë. E la rrënjëdalë. E mori me qafë një aga rrënjëdalë.*

2. I vuajtur; i mjerë, i shkretë. *Njeri rrënjëdalë.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Ç'e gjeti, rrënjëdalin. I shoi pragun, rrënjëdali.*

RRËNJËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Banor i hershëm i një vendi, ai që banon aty ku kanë jetuar gjithnjë paraardhësit e tij, vendës, anas. *Jane rrënjës në atë fshat.*

2. *si mb.* ~, ~E. Që është prej së lashti në atë vend ku banon, vendës, anës; *kund.* i ardhur, ardhës. *Popullsia rrënjëse.*

RRËNJËSISHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* RRË-NJËSOR,~E. *Drejtim i rrënjësishëm.*

RRËNJËSISHT *ndajf.* Në mënyrë rrënjësore, me rrënjë; kryekëput, nga themeli. *Qëndrime rrënjësisht të kundërta. Ndryshoi rrënjësisht. Përmirësohet rrënjësisht. E luftoi sëmundjen rrënjësisht. E pastroi rrënjësisht.*

RRËNJËSOR,~E *mb.* 1. Që prek thelbin e diçkaje, që ka të bëjë me rrënjët e diçkaje, themelor, thelbësor; që shkon deri në rrënjët e diçkaje, që bëhet nga themeli, i thellë. *Dallime rrënjësore. Interesat rrënjësore. Masë rrënjësore. Kthesë rrëniësore. Zgjidhje rrënjësore. Ndryshim (përmirësim) rrënjësor. Shndërrime rrënjësore. Shikim (rishikim) rrënjësor. Në mënyrë rrënjësore.*

2. *gjeol.* Që është në vendin e ngjizjes së vet fi-llestare, amënor; *kund.* i ardhur. *Shkëmbinj rrënjësore.*

RRËNJËSHKIJLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Makinë për shkuljen e rrënjëve të drurëve, të cilat mbeten në tokë. *Traktor me rrënjëshkulës.*

RRËNJËSHKULUR *mb.* 1. Që është shpërngulur nga vendi i vet dhe që nuk ka zënë cak gjetkë; që është i ardhur në një vend tjetër.

2. *shih* RRËNJËDALË.

RRËNJËSHUAR *mb.* Rrënjëdalë.

RRËNJËSHUMË *mb.* Që ka shumë rrënjë; që e ka rrënjën me shumë fije e të dendur. *Rrap rrënjë-shumë.*

RRËNJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Fije e hollë që del nga degëzimi i rrënjës kryesore; fije e hollë
që nxjerr si rrënjë fara kur sapo fillon të mbijë. *Rrë-njëzere (fillestare). Rrënjëz e vogël (e imët). Rrënjë-zat e bimëve.*

RRËNJËZfM,~I *m. bujq.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRËNJËZOJ, RRËNJËZOHET. *Rrë-
njëzimi i fidanit (i kalemit). Rrënjëzimi i fares. Rrë-njëzimi i bimës. Koha (periudha) e rrënjëzimit. Vihen për rrënjëzim.*

RRËNJËZOHET *vetv. bujq.* Lëshon, nxjerr rrënjë (për bimët ose pjesët e prera prej tyre për shumëzim). *Rrënjëzohet jidani. Rrënjëzohen lastarët. Rrënjëzohet kalemi. Lihet gjersa të rrënjëzohet. Rrënjëzohet mire (shpejt).*

RRËNJËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bujq.* 1. Bëj që të lëshojë rrënjë një fidan ose një pjesë e një bime që përdoret për shumëzim. *Rrënjëzoj një degë. Rrënjë-zojnë shpatulla dhe këmbëza. I rrënjëzojnë në fidanishte.*

2. *jokal. vet.* $v_e$*ta III.* Lëshon rrënjë, rrënjëzohet. *Rrënjëzon bima. Rrënjëzon gjethja e mbjellë.*

RRËNJËZUAR (i,e) *mb. bujq.* Që ka zënë rrënjë, që ka lëshuar rrënjë. *Fidan (kalem) i rrënjëzuar. Bimë e rrënjëzuar. Grurë i rrënjëzuar. Hardhi e rrënjëzuar. Degë e rrënjëzuar.*

RRËNJINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* RRË-NJISHTË,~A $_2$.

RRËNJISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cung a kërcu i nxjerrë nga toka me gjithë rrënjë.

2. Vend me rrënjë drurësh ose me cungje të mbe-tura.

3. *fig.* Rrëzë, këmbë mali, kodre etj. *Rrënjishtë mali.*

RRËNJOMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bujq.* Degë e hollë e një druri, që vihet të lëshojë rrënjë për ta përdorur si fidan. *Shqemja shumëzohet me rrënjoma.*

RRËNJOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *kim.* Grup atomesh të lidhura ndërmjet tyre brenda një mo-lekule, të cilat e ruajnë këtë lidhje dhe vetitë e tyre gjatë ndryshimeve që pëson molekula në përbërje të ndryshme. *Rrënjor i lire. Rrënjor organik.*

2. *mat.* Shenjë në trajtë të shkronjës V~me krahun e djathtë të zgjatur drejt, e cila vihet mbi një numër a shprehje algjebrike për të nxjerrë rrënjën në atë shkallë, që shënohet me një shifer në krahun e majtë të kësaj shenje; përfundimi që del nga nxjerrja e një rrënje.

3. *gjuh.* Rrënja e fjalës, temë rrënjore.

RRËNJOR,~E *mb. 1. bot.* Që ka të bëjë me rrënjën e bimës, i rrënjës. *Sistemi rrënjor. Zhvillimi rrënjor.*

2. *bot.* Që ka kërcell të nëndheshëm të trashë e të tultë (si panxhari, karota etj.). *Bimë rrënjore. Perime rrënjore. Ushqime rrënjore* ushqim për kafshë nga bimët si panxhari, karota etj.

3. *gjuh.* Që i përket rrënjës së fjalës, i rrënjës. *Pjesa rrënjore e fjalës. Rrokje (morfemë) rrënjore. Zanore (bashkëtingëllore) rrënjore.*

4. *gjuh.* Që përbëhet vetëm nga rrënja (për fjalët); që i ka fjalët të perbëra vetëm nga rrënja, pa ndaj-shtesa (për disa gjuhë). *Fjalë rrënjore. Gjuhë rrënjore.*

RRËNJORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh si panxhari, karota, rrepa etj. që kanë rrënjë të trashë e të tultë, e cila përdoret si ushqim për njerëzit e perkafshët, në industrinë

ushqimore etj. *Rrënjore me vlerë te lartë ushqimore. Ushqehen me rrënjore.*
RRËNJOS *kal.,* ~A, ~UR. Ngul mirë në men-djen e në ndërgjegjen e dikujt një dije, një mendim, një ndjenjë etj.; bëj që të zërë rrënjë te dikush; *kund.* çrrënjos. *rrënjos një shprehi (një ide, një botëkuptim). Rrënjosim tek të rinjtë dashurinë për Atdheun (për popiillin, për Partinë). la rrënjosi në zemër (në shpirt). la rrënjosi në kokë (në mendje, në ndërgjegje). la rrënjosi thellë.*
RRËNJOSET *vetv.* 1. *bujq. shih* RRËNJËZOHET.
2. *fig.* Ngulitet në mënyrë të qëndrueshme, zë vend thellë, lëshon rrënjë, zë rrënjë; *kund.* çrrënjoset. *Rrënjoset një zakon (një mendim). I është rrënjosur në kokë (në mendje). U është rrënjosur në gjak. Është rrënjosur thellë.*
3J *Pës. e* RRËNJOS.
RRËNJOSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të folj(jve RRËNJOS, RRËNJOSET. *Rrënjosja e ideo-logjisë proletare (e botëkuptimit revolucionar, e ndër-gjegjes socialiste). Rrënjosja e parimeve të...*
RRËNJOSUR (i,e) *mb.* Që është ngulitur në mënyrë të qëndrueshme, që ka zënë vend thellë, që ka lëshuar rrënjë; i ngulitur. *Traditë e rrënjosur. Besim* i *rrënjosur. Bindje e rrënjosur. Mendim (koncept) i rrënjosur. Zakon i rrënjosur. Sëmundje e rrënjosur.*
RRËPIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Faqe mali a kodre shumë e pjerrët, vend shumë i pjerrët; vend i pjerrët, i gërryer e i thelluar nga një rrëke, nga një përrua etj. *Rrëpirë e lartë (e thellë). Rrëpirat e malit. Buzë rrëpirës. Ngjitet (zbret) nëpër rrëpira. Ra në një rrëpirë.*
2. Shi i shkurtër që bie me rrëmbim. *Ra një rrëpirë shi. E zuri rrëpira dhe u be qull.*
3. Rrëke që krijohet nga një shi i rrëmbyer e që nuklzgjat shumë; vijë uji e vogël (nga shiu etj.). *U fry përroi (lumi) nga rrëpirat.*
RRËPIRËT (i,e) *mb.* Që është shumë i pjerrët, që ka pjerrësi të madhe, i thikët. *Mai (vend, shpat, shteg) i rrëpirët. Majë (faqe, kodër, grykë) e rrëpirët. Tokë (kullotë) e rrëpirët. Rrugë e rrëpirët.*
RRËQEBULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *zool.* Kaf-shë te egër mishngrënëse e ngjashme me macen, me trupideri një meter të gjatë, me qime të butë, të dendur e me ngjyrë të murrme lara-lara, me veshë të ngritur e me bisht të shkurtër; luqerbull. *Lëkurë rrëqebulli. Me !y prej rrëqebulli. Ujkun e ndjek rrëqebulli.*
• Iu be rrëqebull iu ngjit pas dikujt, nuk i ndahet, iu qëp pas.
RRËQETH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Qeth dhentë në qafë, në gushë dhe rrëzë veshëve, zakonisht për të mos u rënë këpusha. *Dhentë i rrëqethin nga fundi i gushtit,*
*2. vet. veta III.* Bën që t'i shkojnë të dridhura në trup nga të ftohtët e menjëhershëm ose nga një ndjenjë e forte; ngjeth. *rrëqethi shtatin (trupin). Gjëra që të rrëqethin.*
3. Prek lehtë, fshik; sa e kap. *Sa me kishte rrë-qethur gjumi.*
RRËQETHEM *vetv.* Me shkojnë të dridhura në trup,i me pupurriqet mishi nga të ftohtët a nga një ndjenjë e forte tronditëse; ngjethem, me shkojnë morriica (edhe *fig.) Rrëqethem nga të ftohtët. M'u*
*rrëqeth shtati (trupi). Iu rrëqethën leshrat e kokës-Iu rrëqeth mishi* i hipën të dridhurat, u tmerrua.
RRËQETHËS,~E *mb.* Që të bën të rrëqethesh, që të shtie rrëqethjet, ngjethës, tronditës. *Ngjarje (histori) rrëqethëse. Tregim (përshkrim) rrëqethës. Krim rrëqethës. Zhurmë (thirrje, britmë, ulërimë) rrëqethëse. Heshtje (qetësi) rrëqethëse.*
RRËQETHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRËQETH, RRËQETHEM. *Rrëqethje e lehtë (e gjatë).*
2. *vet. sh.* Të dridhura që kalojnë në të gjithë trupin nga të ftohtët, nga ethet a nga një ndjenjë e forte tronditëse; mornica. *Ram (ndiej) rrëqethje. Me shkojnë rrëqethje. Eths me rrëqethje. E kujtoj me rrëqethje.*
RRËQETHSHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* RRËQETHËS,~E. *Pamje e rrëqethshme. Vrasje e rrë-qethshme. Ngjarje (histori) e rrëqethshme.*
RRËSK,~U *m. bised.* 1. *shih* RISK,~U. *Ka rrësk. E pati (iu be) rrësk. Iu pre rrësku.*
2. Mall, gjë, plaçka. *Rrësk i madh (i rëndë). I ngar-kuar me rrësk.*
RRËSK *ndajf.* Plot, plot e përplot. *E mbushi rrësk.*
RRËSHAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Nepërkë. *Me shtatin të hollë si rrëshajë.*
RRËSHA\JË,~T . *vet. sh. fet.* Festë e krishterë që kremtohet pesëdhjetë ditë pas pashkëve (në vendet ku vepron kisha e krishterë). *Di'a e rrëshajëve.*
RRËSHEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* SHAKULL, ~I. *Bie shi me rrëshekë* bie shi i madh, bie shi me gjyma.
RRËSHEN *jokal.,* ~EU, ~YER. Roit bleta, luzmon, lëshon. *Ka rrëshyer dy here bleta.*
RRËSHIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimit tS foljes RRËSHEN.
2. Luzma e bletës, roji. *U lidh rrëshimi i bletës.*
RRËSHINlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRËSHINOJ, RRËSHINOHET.
*Rrëshinimi i orendive (iparketit). Rrëshinimiipishes (i drurëve). Makinë rrëshinimi. Koha (stina) për rrë-shinim.*
RRËSHINOHET. *Pës. e* RRËSHINOJ. *Rrëshi-nohen drurët. Rrëshinohen orenditë.*
RRËSHINOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lyej me një lëndë që përmban rrëshirë ose dyllë, dhe e fërkoj derisa të lëmohet e të shkëlqejë (një dërrasë ose një orendi druri). *Rrëshinoj tryeiën (dollapin). Rrëshinoj parketin.*
*2.* I çaj lëvoren një druri halor që t'i kullojë rrë-shira për ta mbledhur. *Rrëshinoj pishën.*
RRËSHINOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me rrë-shirën e drurëve, i rrëshirës. *Kanalet rrëshinore.*
2. Që ka rrëshirë shumë, që lëshon rrëshirë. *Dru rrëshinor. Pyje rrëshinore.*
3. Që përmban rrëshirë; që përgatitet a bëhet me rrëshirë. *Lëndë rrëshinore. Sapun rrëshinor.*
RRËSHlQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET dhe ~A, ~AT.
Shakull. *Rrëshiq dhie (keci, deleje). Një rrëshiq me vaj (me verë, hirrë). Ra si rrëshiq. I fryn rrëshiqit. Rrjep rrëshiq (delen, dhinë, qengjin, kecin)* e rrjep dhe ia heq lëkurën pa e çarë në mes, si këmishën.RRËSHIRË,—A .
1. Lëndë e trashë ngjitëse me një erë të veçantë, që kullon nga të carat e lëkurës së drurëve halorë e të disa pemëve të tjera dhe që ngurtësohet në ajër. *Rrëshirë natyrore. Rrëshirë e ngrirë. Rrëshirë pishe (bredhi, kumbulle, qershie). Era e rrëshirës. Qesja e rrëshirës. Bula rrëshirë. Nxjerr rrëshirë. Mbledh rrëshirën. Lyej me rrëshirë.*
*2. sh.* ~A, ~AT *spec.* Emërtim për një varg lën-dësh, të cilat përgatiten duke përzier molekula të ndryshme të

bashkimeve organike dhe nuk avullojnë, shkrijnë ngadalë në temperature të lartë, treten me vështirësi e përdoren për prodhimin e lëndëve plas-tike, për izolim etj. *Rrëshirë sintetike (artificiale). Rrëshirë e lëngshme (e ngurtë). Rrëshirë qymyrgurore. Rrëshirë akrilike.*

RRËSHIRTË (i,e) *mb.* Që përmban rrëshirë; rrë-shinor. *Lëndë e rrëshirtë.*

RRËSHKATË,~A . *sh.* —A, ~>AT. 1. Tokë që ka rrëshqitur teposhtë nga shirat.

2. *fig.* Fatkeqësi e papritur, e keqe e rastit. *Rrëshkatë e madhe (e zezë). E gjeti një rrëshkatë.*

RRËSHQANAS *ndajf.* Rrëshqanë. *Eci rrëshqanas. Shkoi rrëshqanas për tokë. Iu afrua rrëshqanas.*

RRËSHQANË *ndajf.* 1. Me barkun ose me trupin pas dheut, pa u ngritur mbi këmbë; duke rrëshqitur me vështirësi mbi sipërfaqen e tokës; zvarrë. *Heq (tërheq) rrëshqanë. Ecën rrëshqanë. Vjen (shkon) rrëshqanë. I tërheq këmbë t rrëshqanë.*

2. *fig.* Kundër dëshirës, me dhunë, me zor, me pahir. *E morën (e tërhoqën) rrëshqanë. E çoi rrëshqanë.*

Hiqet rrëshqanë (zvarrë) *shih te* ZVARRË. E tërhoqi (e hoqi) këmbën rrëshqanë (zvarrë) *shih te* ZVARRË.

RRËSHQANËS,~I *m. sh.* <-s ~IT. 1. *zool. shih* RRËSHQANOR,~I.

2. *euf.* Gjarpër.

RRËSHQANËS,~E *mb. shih* RRËSHQANOR,

~E. *Kafshë rrëshqanëse. Shkurre (bimë) rrëshqanëse.*

RRËSHQANOR,~4 *m. zak. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Zvarranik. *Rrëshqanorët tokësorë (ujorë).*

RRËSHQANOR,~E *mb.* 1. *zool.* Zvarranik. *Kafshë rrëshqanore.*

2. *bot.* Që e ka kërcellin të shtrirë për tokë, që nuk rritet drejt lart; zvarritës. *Bimë rrëshqanore.*

RRËSHQANTHI *ndajf.* 1. Rrëshqanë, zvarrë. *Hiqet (tërhiqet) rrëshqanthi.*

2. Rrëshqitas. *E goditi rrëshqanthi.*

RRËSHQXS *jokal.,* ~ITA, ~ITUR. 1. Kaloj ose lëviz lehtas e me shpejtësi mbi një sipërfaqe të lë-muar a të pjerrët pa ndeshur ndonjë pengesë; kalon pa ngecur; shkas. *Rrëshqas mbi ujë (mbi bar, mbi qi-lim, mbj dysheme, mbi çimento). Rrëshqet pena mbi letër. Rrishqet gjarpri.*

*2.* Leviz lehtas e shpejt mbi akull me këpucë të posaçme ose mbi dëborë me ski, duke u ushtruar në këtë lloj sporti; lëviz mbi një sipërfaqe të lëmuar a lëshohem nga një vend i pjerrët për të luajtur e për t'u dëfryer. *Rrëshqasin mbi akull. Rrëshqasin me patina (me ski). Mësojnë të rrëshqasin. Rrëshqasin fëmijët.*

3. Nuk me mbajnë këmbët mbi një sipërfaqe të lëmuar ose të pjerrët dhe bie, shkas; *vet. veta III* nuk qëndron dot diçka mbi një sipërfaqe të lëmuar ose të

pjerrët, nuk mbahet, shket e rrëzohet. *Rrëshqiti në akull (në baltë, në dëborë). Rrëshqiti në rrugë (në dysheme). Rrëshqiti shkalla. Rrëshqiti kali (mushka). Rrëshqiti poshtë. Rrëshqiti e ra. Rrëshqitën tullat nga makina. I rrëshqiti këmba. Me rrëshqasin këpucët (çizmet).*

4. *vet. veta HI shih* SHKAS $_3$. *Rrëshqet treni mbi binarë. Rrëshqet barka (anija) në det. Rrëshqasin retë në qiell.*

5. *vet. veta HI.* Rrjedh mbi sipërfaqe pa u ndalur (për lëngjet); shket. *Rrëshqet uji. Rrëshqet vaji (rakia). I rrëshqet djersa. I rrëshqasin lotët mbi faqe. Rrëshqet në gurmaz (në grykë).*

6. *vet. veta HI fig.* Kalon shpejt ose pa u ndier, rrjedh (për kohën), shket. *Rrëshqet koha. Rrëshqasin vitet.*

7. *vet. veta III.* Shkëputet nga vendi dhe shkon teposhtë pak nga pak, shket (për dheun). *Rrëshqet toka (dheu).*

8. *vet. veta HI fig.* Kalon lehtë e shpejt mbi diçka, shkon përsipër diçkaje duke e prekur lehtë; shfaqet e largohet menjëherë pa u ndalur. *Rrëshqet hija (dri-ta). I rrëshqitën sytë mbi diçka. I rrëshqiti një gëzim (një buzëqeshje) në fytyrë.*

9. *vet. veta HI.* Me bie shpejt e papritur diçka që e mbaja, me ikën, me shpëton. *Me rrëshqiti nga dor a sapuni (gota, pena). Me rrëshqiti palltoja nga supet.*

10. *fig.* Bëj pa dashur një veprim të gabuar, me shpëton diçka ose e bëj padashur, them padashur a pa e kuptuar diçka; gaboj pa e kuptuar. *Me rrëshqiti një fjalë (një gabim). I rrëshqiti padashur. Si me paska rrëshqitur!*

11. *fig.* Kaloj pak nga pak në një qëndrim a pikë-pamje tjetër zakonisht të gabuar, shkas. *Rrëshqiti në idealizëm (në oportunizëm, në liberalizëm)*. *Rrëshqiti nga vija.*

12. *fig.* Iki fshehurazi nga një vend, largohem pa u ndier, shkas. *Rrëshqiti në derë. Rrëshqiti nga dhoma.*

13. *fig.* I bëj bisht diçkaje, i shmangem, dredhoj, shkas. *U rrëshqiti pyetjeve. I rrëshqiti kontrollit (për-gjegjësisë). Rrëshqet si ngjalët*

• Me rrëshqiti (me shkau) gjuha (goja) *shih te* GJUHË,~Ai. I rrëshqitën (i shkanë) këmbët *di-kujt shih te* SHKAS. Ka rrëshqitur (ka lajthitur) nga mendja ka luajtur mendsh. I rrëshqiti (i shkau) shëndeti *dikujt shih te* SHËNDET,~11. I rrëshqet (i shket, i dridhet, i luan, i lëviz) toka (trualli) nën këmbë *shih te* DRIDHEM.

RRËSHQlT *ndajf për* rrëshqit: 1. Duke e prekur fare pak, duke e çikur lehtë; rrëshqitas. *shkoj për rrëshqit. E pa për rrëshqit.*

*2. fig.* Pa u ndaluar në diçka, kalimthi, për pak caste, shkarazi; pa u thelluar mirë, sipër e sipër, sa për të kaluar radhën, shkel e shko. *E përmendi për rrëshqit. Foli për rrëshqit. I hodhi një sy për rrëshqit. E bëri punën për rrëshqit.*

RRËSHQITAS *ndajf. 1.* Duke rrëshqitur, me rrësh-qitje. *Zbriti rrëshqitas. E lëshoi rrëshqitas.*

*2. fig.* Pa u ndier, fshehurazi. *Erdhi rrëshqitas. Ecnin rrëshqitas.*

3. Duke e prekur fare pak, për rrëshqit. *E kapi plumbi rrëshqitas.*

4. *fig.* Pa u ndalur në diçka, kalimthi, shkarazi; pa u thelluar, për rrëshqit. *E kujtoi (e përmendi)rrëshqitas. E pa (e vështroi) rrëshqitas. I hodhi një shikim rrëshqitas.*

RRËSHQITAZI *ndajf.* Rrëshqitas.

RRËSHQITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i lagët me baltë ose me akull, ku të rrëshqasin këmbët; shkazmë. *Rrugë me rrëshqita. U rrëzua në një rrëshqitë. U be toka rrëshqitë (nga dëbora, nga lloha, nga akulli, nga balta).*

2i Lug i pjerrët e i lëmuar, i ndërtuar për të lë-shuar teposhtë drurë ose diçka tjetër. *Rrëshqitë për drur,ë (për trungje).*

RRËSHQfTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që merret me sportin e rrëshqitjes mbi akull me këpucë të po-saçme. *Rrëshqitësit mbi akull. Grupi i rrëshqitësve.*

2. *tek.* Vegël ose pjesë e një mekanizmi, që punon duke rrëshqitur para e prapa në një lug ose mbi një sipërfaqe. *Rrëshqitësit e tornos. Mbërthej rrëshqitësin.*

RRËSHQITËS,~E *mb.* 1. I rrëshqitshëm. *Rrugë rrëshqitëse. Baltë rrëshqitëse. Kalldrëm rrëshqitës. Shkallë rrëshqitëse.*
*2.* Që është i lëmuar dhe që të rrëshqet nga duart. *Peshk rrëshqitës.*
3. *tek.* Që lëviz ose që punon duke rrëshqitur. *Krahu rrëshqitës. Pjesa rrëshqitëse. Kapak rrëshqitës.*
4.j Që lëviz nga vendi dhe shkon teposhtë, që rrëshqet (për token). *Tokë rrëshqitëse.*
5. *let.* Që e ka theksin në rrokjen e tretë para fundit (për rimën e vargjeve). *Rime rrëshqitëse.*
RRËSHQlTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Mjet për të bartur njerëz e sendë, i ndërtuar prej dy drurësh anësorë të lëmuar ose me një rrip hekuri nga poshtë dhe me një shtresë të mbërthyer përsipër, që tërhiqet zakonisht nga qentë a nga kuajt e rrëshqet mbi dëborë ose mbi tokë të rrafshët; lodër fëmijësh e ndërtuar në këtë trajtë, më të cilën rrëshqasin nga lart mbi dëborë; sajë. *Rrëshqitëse druri. Rrëshqitëse me qen (me kuaj). Hipi në rrëshqitëse. Udhëtojnë me rrëshqitëse. Mbajnë dru me rrëshqitëse. E ngarkoi në rrëshqitëse.*
2. Lug i pjerrët e i lëmuar prej druri ose prej me-tali, i ndërtuar që të lëshohen fëmijët nga lart poshtë duke rrëshqitur. *Luajnë në rrëshqitëse. Rrëshqet në rrëshqitëse.*
RRËSHQlTJE,~A i . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes RRËSHQAS. *Rrëshqitje e shpejtë (e ngadalshme). Rrëshqitje artistike. Rrëshqitja e dhçut. Rrëshqitja mbi akull. Rrëshqitja me figura. Rrëshqitje me ski (me patina). Sheshi i rrëshqitjes. Kampionati i rrëshqitjes.*
2. \|*fig.* Gabim që bëhet pa dashur ose pa e kuptuar; fjalë e thënë ose e shkruar gabimisht pa e vënë re. *Ruhët nga rrëshqitjet. Në tekst ka disa rrëshqitje.*
RRËSHQlTJE,~A H . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj kërpudhe që hahet, e cila e ka kësulën ngjyrë hiri nga sipër e të bardhë poshtë dhe vjen si e yndyrshme kur preket me dorë. *Mbledh (ha) rrëshqitje.*
RRËSHQITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka sipërfaqe shumë të lëmuar, të lagët a me baltë, mbi të cilën njeriu, mjetet e udhëtimit a diçka tjetër nuk mund të qëndrojnë a e kanë vështirë të ecin, sepse shkasin; që nuk mund të qëndrojë vetë pa shkarë mbi një send tjetër. *Rrugë (sipërfaqe, fushë) e rrësh-qitshme. Dysheme e rrëshqitshme. Gurë të rrëshqitshëm në fund të ujit. Është bërë i rrëshqitshëm.*
2. Që lëviz nga vendi dhe shkon teposhtë here pas here (për token). *Tokë e rrëshqitshme. Vende të rrëshqitshme.*
RRËSHQITUR (i,e) *mb.* Që është shkëputur, që ka rënë teposhtë (për token, dheun). *Tokë e rrëshqitur. Vend i rrëshqitur.*
RRËSHYELL, ~YELLI *m. sh.* ~EJ, ~EJTË
*bot.* Bimë barishtore helmuese e arave dhe e kullotave, me kërcell të butë, i cili nxjerr një lëng si qumësht, me gjethe të mëdha shumë të çara, të dhëmbëzuara e me gjemba dhe me lule të vogla të verdha. *Rrëshyell i ashpër. Lulet e rrëshyellit.*
RRËVIZGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Plasë e lëkurës së pjeprit.
RRËZAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri, të cilit i pëlqen të rrijë rrëzave e skutave.
2. Fëmijë me shtat të dobët e të rrëgjuar, rrëgjukull. *Ka mbetur rrëzak.*
RRËZALL,~LLI *m. sh.* ~JE, ~JET. 5. Bimë me degë e me kallinj së bashku me rrënjën.
2. *kryes. sh.* Mbeturina që lë lumi në zall pas vër-shimit; mbeturina të diçkaje, fundërrina. *Mos i merr ato rrëzaje.*
3. *fig. keq.* Njeri pa vlerë nga llumi i shoqërisë, fundërrinë.
RRËZË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e poshtme e diçkaje që është e ngulur në tokë ose e mbështetur në të, fundi i diçkaje që ngrihet mbi tokë. *Rrëza e murit (e gardhit). Rrëza e drurit (e pemës). Rrëza e malit* brezi i fundit të një mali, ku ky fillon të ngrihet mbi fushën, këmbët e malit. *Rrëza e shkëmbit (e kodrës). U ulën në një rrëzë muri (peme, kodre). E preu pemën deri në rrëzë. E prishi (e shembi) deri në rrëzë.*
*2.* Krahinë që shtrihet në brezin e fundit të një mali ose vargmali. *Rrëza e Korçës (e Përmetit). Rrë-zat e Shkodrës. Fshatrat e rrëzës.*
3. Vendi ku një gjymtyrë ose një organ tjetër bash-kohet me trungun kryesor; fundi i një gjymtyrë ose i një organi aty ku lidhet. *Rrëza e veshit. Rrëza e kofshës. Rrëza e hundës. Rrëza e flokëve. Rrëza e gju-hës (e dorës). Në rrëzë të qafës. la prenë këmbën (do-rën) deri në rrëzë. T'u thaftë deri në rrëzë!*
*mallk.*
4. Pjesë e futur në skaj të një vendi ose të një sendi të mbyllur nga disa anë; kënd, skutë, cep. *Rrë-zat e arkës (e dollapit). Rrëzat e shtëpisë. E futi (e vuri) në një rrëzë. Fshijnë edhe rrëzat e dhomës. E ka harruar në ndonjë rrëzë. I kërkoi të gjitha rrëzat. Nuk lashë rrëzë pa pare.*
5. *fig.* Vend i mënjanuar, pak i fshehur ose që nuk rrihet nga njerëzit; skutë, qoshe. *Rrëza të fshehta. Rrëzat e lagjes (e qytetit). Rrëzat e pyllit. Njeri i rrëzave. Rri (ecën) rrëzave. Fshihet (futet) rrëzave. Ka gjetur (ka zënë) ndonjë rrëzë.*
6. *hised.* Rrënjë bime. *Një rrëzë ulliri (duhani, misri). Dru me rrëza. Lëshon rrëza.*
*ir* Është nga rrëza *vjet.* është nga lagjet e skajshme të qytetit, është nga lagjet e të varfërve, është i varfër (thuhej në të kaluarën me mospërfillje nga shtresat shfrytëzuese për të shfrytëzuarit). Në rrëzë të veshit *shih te* VESH,~I. Ai është në rrëzë të dardhës *shih te* DARDHË,~A. Nuk ka majë pa rrëzë *fj. u.* askush a asgjë nuk mund të ecë përpara pa pasur një themeltë shëndoshë; nuk ka zhvillim pa një mbështetje të shëndoshë.
RRËZË,~A H . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barish-tore e vendeve të ngrohta, me gjethe të holla që dalin si fije nga kërcelli, me lule të imëta, të verdha e të mbledhura tufë dhe me rrënjë të tultë, e cila thahet, bluhet e përdoret si bojë për të ngjyer në të kuqe të ndezur. *Rrënjët e rrëzës. Ngjyej me rrëzë.*
RRËZË *parafj.* Përdoret së bashku me një emër në rasën rrjedhore për të treguar: I. Vendin në pjesën e fundit të një sendi ku ndodhet dikush a diçka ose ku bëhet një veprim. *Rrëzë malit (kodrës). Rrëzë murit. Rrëzë kofshës (veshit). U shtri rrëzë një peme.*
2. Vendin fare pranë një sendi, ku bëhet një veprim a ndodhet dikush a diçka. *Eci rrëzë murit. Ishte rrëzë fshatit (qytetit). E ka rrëzë shtëpisë. I kaloi rrëzë veshit.*
RRËZËLLEN *jokal,* ~EU, ~YER. 1. Ndrit duke lëshuar ireze; shkëlqen duke pasqyruar rrezet; ve-zullon. *Rrëzëllen dielli (hëna). Rrëzëllen llamba. Rrëzëllejnë*

*yjet. Rrëzëllejnë xixëllonjat. Rrëzëllen dëbora. I rrëzëllejnë flokët. Rrëzëllen në diell.*
?.. *fig.* Shkëlqen shumë nga gëzimi ose nga një ndjenjë tjetër e brendshme (për sytë); çelet e bëhet e hareshme nga gëzimi ose nga një ndjenjë tjetër (për fytyrën); ndrin. *rrëzëllejnë sytë. I rrëzëllen fytyra. Rrëzëllente nga gëzimi.*
RRËZËLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes RRËZËLLEN. 2. *shih* RRËZËLLIMË,~A.
RRËZËLLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndriçim ose shkëlqim i qartë e i forte si rreze që dridhen, i cili vjen nga një send; vezullim, xixëllimë. *Rrëzëllima e dëborës.*
RRËZËLLOR,~E *mb. poet.* Rrëzëllues. *Dritë rrëzëllore. Fytyrë rrëzëllore.*
RRËZËLLUES,~E *mb.* 1. Që ndrin qartë c fort, duke lëshuar rreze që dridhen. *Dritë rrëzëlluese. Dëbora rrëzëlluese.*
2. *fig.* Që shkëlqen shumë nga gëzimi ose nga një ndjenjë tjetër e brendshme. *Sy rrëzëllues. Fytyrë rrëzëlluese.*
RRËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRËZOJ, RRËZOHEM. *Rrë-zimi i murit (i shtëpisë). Rrëzimi i aeroplanit. Rrë-zimi i qeverisë antipopullore. Rrëzimi i kërkesës së padisë. drejt. Rrëzimi i qymyrit (i mineralit). min. Kërkojnë rrëzimin e dikujt (e diçkaje).*
2. *shih* RRËZIMË,~A.
RRËZlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend thikë i pjerrët, humnerë. *Ara në rrëzimë. Rrëshqiti në rrëzimi. Vendi është rrëzimë.*
RRËZOHEM *vetv.* 1. Bie përdhe kur humbas mbësh-tetjen, lidhjen, drejtpeshimin ose kur ndesh një pen-gesë, bie padashur; gremisem; shembem; *kund.* ngri-hem. *U rrëzua muri (gardhi, shtëpia). U rrëzua pema (list). U rrëzua gruri (misri). U rrëzua fëmija. U rrëzua mbi akull (mbi dëborë). U rrëzua në rrugë (në dysheme). U rrëzua me hundë. U rrëzua përdhe. U rrëzua e theu këmbën.*
2. Bie nga një vend me i lartë në një më të ulët, këputem nga lart poshtë. *U rrëzua nga muri (nga shkallët, nga çatia). U rrëzua nga kali (nga mushka.*
*nga karroca, nga makina). U rrëzua nga një degë. U rrëzua nga shkëmbi. U rrëzua në grope.*
3. *vet. veta III.* Shqitet, hiqet, shkëputet nga një vend a nga e tëra, bie. *Rrëzohen gjethet. Rrëzohen Met (kokrrat).*
4. *fig.* Zbres nga fuqia, humbas pushtetin a vendin që kisha; bie. *Rrëzohet qeveria (regjimi, pushteti). Rrëzohet nga fuqia. Rrëzohet nga kategoria. sport.*
5. *fig.* Humbas fuqinë a shëndetin, ligështohem, dobësohem. *Iu rrëzua trupi (shëndeti). Është rrëzuar shumë kohët e fundit.*
6. Zbres nga një krahinë më e lartë dhe shkoj për pak kohë në një vend më të ulët, ulem. *U rrëzuan në fushë (në fshat, në qytet). U rrëzuan nga malësia. U rrëzua në Korçë. U rrëzuan poshtë.*
7. *bised.* Marr note pakaluese, nuk kaloj (në pro-vim). *U rrëzua në fizikë. Nuk është rrëzuar në asnjë provim.*
8. *bised. keq.* Largohem kundër dëshirës nga një vend, shporrem. *Rrëzohu që këtej!*
9. *Pës. e* RRËZOJ.
Është rrëzuar (një here) nga dardha *dikush shih te* DARDHË,~A. U rrëzua (ra, zbriti) nga fiku *iron, shih te* FIK,~^U. Iu rrëzuan (i ranë) pendët (pu-plat) *shih te* PENDË,~A i. U rrëzua kali, t'i presim këmbët! *iron, shih te* KALË,~I.
RRËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shtyj ose godas me force dike a diçka që është në këmbë dhe e bëj të bjerë përdhe, hedh poshtë; shemb përdhe; *kund.* ngre. *Rrëzoi një fëmijë. Rrëzoi murin (gardhin). Rrë-zoi një shtëpi (një ndërtesë). Rrëzoj kundërshtarin (lojtarin). E rrëzoi përdhe (në tokë, në dysheme). E rrëzuan pyllin* i prenë drurët e pyllit, e prenë pyllin. *E rrëzoi me një të goditur. I rrëzoi tërmeti. E rrëzoi grurin (misrin) era. Ngadalë, se na rrëzove! Rrëzojnë shkëmbin (mineralin). min.* copëtojnë shkëmbin (mi-neralin) për ta nxjerrë,
2. E bëj të bjerë poshtë dike a diçka që është në një vend të lartë, e hedh a e lëshoj nga një vend i lartë, e heq a e këput nga vendi që të bjerë përdhe; gremis. *E rrëzoi nga muri (nga shkallët). E rrëzoi nga karroca (nga makina). E rrëzoi kali (mushka). Rrëzojnë gurë nga mali. E rrëzoi në hendek (në grope, në greminë). Era i rrëzoi gjethet. I rrëzoi kokrrat me shkop.*
3. Bëj që të bjerë në tokë diçka që është në ajër a që fiuturon. *Rrëzuan një aeroplan (një helikopter). Rrëzuan një raketë.*
4. *fig.* Përmbys me force dike a diçka, bëj që të bjerë nga fuqia, i heq pushtetin ose e largoj nga një vend që kishte zënë a ku e kishin zgjedhur; heq. £ *rrëzuan mbretin (monarkinë). E rrëzuan senatin. E rrëzuan nga front. E rrëzuan me kryengritje (me revolution).*
5. *fig.* Hedh poshtë një mendim, ide etj., nuk e pranoj, tregoj që diçka është e padrejtë, e gabuar, e papranueshme ose pa vlerë; e kundërshtoj, e mohoj. *Rrëzoj një mendim (një ide, një koncept, një tezë). Rrëzoj kërkesën e padisë. drejt. Rrëzoj vendimin. Rrëzoj një vepër (një roman). I rrëzoi koha.*
6. *vet. veta HI.* Nuk e mban, e lë të bjerë, e lëshon. *rrëzon gjethet në dimër. Molla i rrëzoi kokrrat.*
7. *vet. veta III.* Bën që të hiqet a të bjerë nga vendi i zakonshëm, shtie (për flokët, dhëmbët etj. nga njësëmundje). *la rrëzoi sëmundja flokët (dhëmbët).*
8. *vet. veta III.* E bën të humbasë fuqinë a shën-detin; eligështon, e dobëson; e vë poshtë. *Sëmundja e rrëzoi shpejt. E rrëzoi pleqëria. E rrëzuan hallet (vësh-tirësitë). I rrëzoi trupin.*
9. *fig.* Tregoj që dikush nuk ka vlerë ose merita, e ul poshtë, cenoj. *rrëzoi autoritetin. I rrëzoi nderin. I rrëzoi fytyrën.*
10. *bised.* I vë note pakaluese, nuk e lë të kalojë (në provim). *E rrëzoi në provim. E rrëzoi në aritmetikë (në gjuhë).*
11. *bised.* E ul poshtë, e zbres nga një vend me i lartë në një më të ulët. *E rrëzoi mallin nga raftet. I rrëzuan dhitë nga mali.*
12. I ul vlerën, i pakësoj madhësinë; zbres, heq. *Ir\ëzojnotën nxënësit. I rrëzojçmimin. la rrëzoj në qira.*
13. *jokal. det.* Ndërron drejtimin e lundrimit barka ose anija nga era, nga rryma etj. *Po rrëzon barka.*
*k* E rrëzoi (e hodhi) me një gisht *shih te* GISHT,^I. I rrëzoi këmbët *dik ujt* e lodhi shumë, e bëri të ecte poshtë e përpjetë sa u këput. Rrëzon (shemb) malet *di'k ush shih te* SHEMB. E rrëzuan (e zbritën) nga piedestali *dike libr. shih te* PIEDESTAL,~I. E rrëzoi (e hodhi) në pluhur *dike a diçka shih te* PLUHUR,~I. E rrëzoi (e la) pykë *shih te* PYKË,~A. Një dru e shtrembër rrëzon (prish) gjithë stavën *fj.u. shih te* STAVË,~A.

RRËZOMË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. *shih* RRËZl-MË,~^A. *Ra në rrëzomë.*

RRËZUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka rënë përdhe, që është shembur; i rënë, i përfflbysur. *Shtëpi (ndërtesë) e rrëzuar. Mur i rrëzuar. Lis i rrëzuar. Tokë e rrëzuar. Gjysmë i rrëzuar.*

2. *fig.* Që është përmbysur; që ia kanë marrë push-tetin, që ka rënë nga fuqia, i përmbysur. *Dinasti e rrëzuar. Klasë e rrëzuar.*

3. *fig-* Që është hedhur poshtë si e papranueshme, e gabuar a e padrejtë. *Padi (kërkesë) e rrëzuar. drejt. Tezë (teori) e rrëzuar.*

4. *fig-* Që i ka rënë vlera, që e ka humbur vlerën e mëparshme. *Monedhë e rrëzuar.*

RRI *jokal.,* NDENJA, NDENJUR. 1. Qëndroj ulur, jam mbështetur me pjesën e poshtme të trupit. Jin *ndenjur (shtruar, shtrirë, këmbëkryq). Rri në ka-rrige (në tryezë). Rri përdhe (shesh). Rri me gjunjë (në bisht, galiç). Rri mbi shale. Rri pranë vatrës. Mirë se rrini!*

2. *zakon. në mënyrën urdhërore.* Ulem e qëndroj ulur. *Rrini nëpër vende! Rri në shesh! Rri përdhe! Rrini, mos u ngrini! Rri këtu!*

3. Ndalem diku dhe nuk iki, mbetem; qëndroj diku për një kohë pa u larguar. *Rri brenda. Rri në shtëpi (në dhomë). Rri për darkë! Rri deri nesër! Ndenji pak kohë. Rri edhe pak! Iu luta të rrinte. Ai nuk rri kurrë në shtëpi. Rri brenda mureve të zyrës (të shkollës). Rri me shëndet! ur.* mbetsh me shëndet.

4. Jetoj pëI një kohë të gjatë diku, banoj; jetoj ose punoj me dike. *Rri në Tiranë (në Shkodër, në Kor-çë). Rri në qytet (nëfshat). Rri te vëllai. Rri në konvikt. Ku rri me shtëpi? Rri afër (larg). Rrimë bashkë (nën një, kulm). Me kë rri?* me kë shoqërohesh? *Thuamë me, kë rri, të të them se dli je! fj.u.*

5. Qëndroj drejt pa lëvizur nga vendi; qëndroj
diku në një mënyrë të caktuar. *Rri drejt (shtrembër, varur, pezull). Rri në radhë (në rresht). Rri me këmbë (me gjunjë). Rri te dritarja. Rri para pasqyrës. Rri arithi mbi këmbët e prapme. Rrimë përreth.*

*6.* Jam në një gjendje të caktuar; qëndroj (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Rri gati. Rri zgjuar. Rri urtë. Rri pa gjumë. Rri shkujdesur. Rri fshehur. Rri hapur* është hapur. *Rri varur. Rri në pusi (në pritë). Rri në pritje* pres. *Rri në errësirë (në diell). Rri i mër-zitur (i zemëruar). Rri me frikë (me gjak të ngrirë). Rrimegojë hapur. Rri si qyp. Rri si mbi gozhdë. shih te* GOZHDË,~A. *Rrinë(ndër) grepa. shih te* GREP,~I. *Rri mbi thëngjij. shih te* THËNGJILL,~LLI. *Rri si i ngrirë (si hu, si pule e lagur). Rri si mbi gjemba.*

7. Qëndroj pa bërë diçka, nuk lëviz; nuk punoj, pushoj; nuk veproj (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Rri kot. Rri duarkryq (duarlidhur, me duar në ijë, me duar në gji)* rri pa punë, nuk punoj; nuk veproj. *Rri pa punë (pa folur, pa ngrënë, pa pirë). Ha, pi e rri. Nuk rri në një vend* lëviz vazhdimisht. *Rri, mos fol! Rri të rrimë. Rri me duar në xhepa. Rri e mban murin. Ujët që rri, qelbet. fj.u.*

8. *fig.* Mbaj një qëndrim të caktuar kundrejt dikujt a diçka je; sillem në një mënyrë (edhe në një varg njësish frazeologjike). *rri rëndë. I rri kundër* e kundërshtoj. *rri me hundë (me turinj, me inat). I rri (tërë) hundë e buzë. Rri mënjanë* nuk marr pjesë, nuk përzihem në diçka. *Rri me buzë. shih te* BUZE,~A. *rri si dadë dikujt shih te* DADË,~A. *rri me fyt dikujt shih te* FYT,<-I. *rri kallkan d i k uj t shih te* KALLKAN,~I. *rri nuse. shih te* NUSE,~JA. *rrinte qiri (me këmbë) dikujt shih te* QIRI,~U. *I rri sus. shih te SUS.*

9. Merrem gjatë me diçka, nuk e ndërpres; bëj një punë, merrem me një punë a me diçka tjetër; qëndroj. *Rri rojë. Rri duke punuar. Rri e mendohem. Rri mbi libra* lexoj e studioj pa u shkëputur nga librat. *Rri duke parë (duke shëtitur). Ka ndenjur shegert pesë vjet.*

10. *vet. veta III.* Qëndron vazhdimisht para syve ose në mendje, nuk hiqet nga sytë a nga mendja. *Me rri para syve. Me rri në mendje.*

11. *fig.* Mbetem një kohë të gjatë pa diçka. *Rri pa bukë (pa ujë). Rri pa pallto.*

12. *vet. veta III.* Me shkon për shtat në një mënyrë të caktuar; me vjen. *Me rrinë mirë (bukur, keq) rro-bat. I rrinë lirshëm (shtrënguar) këpucët. Nuk i rrinë mirë flokët. Me rrinë pas këmbës (pas trupit). I rrinë si thes rrobat.*

13. *bised.* I përmbahem diçkaje, e mbaj (fjalën e dhënë, besën). *rri fjalës (zotimit). I rri besës.*

14. *bised.* Me vjen a me arrin deri diku; *fig.* kra-hasohet. *Fustani i rri deri nën gju. Ai s'u rri as (deri) te këmbët.*

15. *thjeshtligj.* Me duket, me ngjan. *Me rri se ai diçka di. Kështu me rri mua.*

16. *pavet.* RRIHET. *(zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Mund të qëndroj pa bërë diçka, me durohet *(zakon. me mohim). Si rrihet pa folur (pa qeshur). S"më rrihet pa punuar. Atij s'i rrihet në shtëpi. S'i rrihet në një vend. S"i rrihej nga të ftohtët. Kështu s'rrihet! A rrihet në këtë mënyrë?*

• Aty me rri! *thjeshtligj. shih tek* ATY. I rri (i qëndroj) afër (pranë) *dikujt shih tek* AFËR *6*. Rri në cingali *shih te* CINGALJ,~A. S'i rrinë duart(rehat) *shih te* DORË,~A. Rri (qëodron) gatitu *për-para dikujt shih te* GATITU. I rri gjel *dikujt shih te* GJEL,~I. Rri gjemb *shih te* GJEMB,~I. I rri gjemb *dikujt shih te* GJEMB,~I. Rri në hije *shih te* HIJE,~A. I rri me këmbë *dikujt shih te* KËMBË,~A. I rri (i qëndroj) mbi (në) kokë (krye) *dikujt a diçkaje shih te* KOKË,~A. I rri (i qcndron) kokërr *shih te* KOKËRR,~RRA. S'rri në kuvend *dikush shih te* KUVEND,~I. I rri (i qëndron) larg *shih te* LARG 5. Me rri mendja *diku*
*0 s e t e dikush a t e d i ç k a* e kam vazhdimisht mendjen diku ose te dikush a te diçka; nuk me hiqet nga mendja. Rri mriz *shih te* MRIZ,~I. I rri përsipër *dikujt a diçkaje shih te* PËRSIPËR. I rri poshtë *dikujt shih te* POSHTË. I rri në qime *dikujt shih te* QIME,~JA. Rri në tokë! *iron, shih te* TOKË,~A. Rri (qëndron, mbeti, ngeci, ngeli, nu-mëron, lien hapa) në vend *shih te* VEND,~I. E drejta rri si vaji mbi ujë *fj.u. shih te* DREJTË,~A (e) 5. Rrinte si beu në kashtë *tall, shih te* KASHTË,~A.

1 rri çekan (çekiç) mbi kokë *shih te* ÇEKAN,~I. Rri (qëndron) mbi ily karrige *keq. shih te* KARRIGE,~IA. Rri (rron, jeton, është) në hijen *e dikujt keq. shih te* HIJE,~A. Rri me gisht në këmbëz (e mban, e ka gishtin në këmbëz) *shih te* KËMBËZ, ~A. Rri me gojë mbyllur *shih te* MBYLLUR. I rri me grushte hundëve *dikujt keq. shih te* HUNDË,~A- S'rri gjeli mbi vezë *shih te* GJEL,~I. I rri me hanxhar në dorë *shih te* HANXHAR,~I. Nuk rri iriqi në plis *fj.u. shih te* PLIS,~11. Rri (është) jashtë valles *shih te* VAL,LE, ~JA. (Me) rri si murga në linjë *shih te* MURGË,~A. I rri pi:nës përsipër si vaji mbi uthull *shih tek* UTHULL, ~A. I rri sofra gjithnjë sbtruar *dikujt shih*

*te* SO-FËR,~RA. Me sa rri sorra me dy hunj *shih te* SO-RRË,~A. I rri shpatë mbi kokë *dikujt shih te* SHPATË,~A. Rri si shushunja në hi *shih te* SHU-SHUNJË,~A. Rri (mbeti, bën) në vend numëro *shih te* NUMËROJ. Nuk e di se ku rri me shtëpi *shih te* SHTËPI,~A. S'i rri gjuha prapa dhëmbëve(s'i zë gjuha vend ndër dhëmbë) *shih te* GJUHË,~A 1. Rri (qëndron) këmbë mbi (përmbi) këmbë *shih te* KËMBË,~A. Kur rri (kur fle) koto, lëviz gjuha *fj.u. shih te* KOKË, ~A. Ngrihu prift të rrijë (të ulet) hoxha! *shih te* PRIFT, ~11. Të rrimë shtrembër e të flasim drejt! *fj.u. shih te* SHTREMBËR. Thesi bosh (i zbrazur, pa gjë) s'rri (s'qëndron) me këmbë *fj.u. shih te* THES,~I.

RRIBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vrull i forte i erës, furia e erës. *Rriba e erës (e murrlanit). Ere' me rribë. Rri në rribë të erës.*

RRICA-RRICA *ndajf.* Në trajtë kaçurrelash shumë të imëta, me shumë rrica (për flokët). *ka flokët rrica-rrica. I rrinë flokët rrica-rrica.*

RRICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rreth i vogël, që bëhet në një fije të përdredhur ose të qepur diku. *Rricat e pambukut (e leshit). Rricat e peshqirit. Rricat e shamisë. Bëhet peri rrica* përdridhet peri në rrathë të vegjël. *Bëjnë rricat e peshqirit me thupër.*

2. *kryes. sh.* Flokë të dredhur në rrathë të vegjël, kaçurrela të imëta, dredha, kokoridhe. *ka flokët rrica. I bëjnë flokët rrica.*

3. Lastar i hollë e i përdredhur, që lëshojnë bimët kacavarëse për t'u kapur në një vend, dredhë, loze. *Rricat e kungullit. Rricat e hardhisë.*

4. *fig.* Shtrëngesë e madhe, gjendje e vështirë, ngushticë. *E bëri nga rrica.*

5. *përd. ndajf.* Në gjendje shumë të vështirë, pisk, ngushtë. *E ka rricë. E pa rricë dhe iku. la bëri rricë* ia mblodhi keq, e ngushtoi fort. *Ra rricë.*

• Rricë me rricë buzë me buzë, plot e përptot. U be rricë e pa veten shumë ngushtë, u mblodh e u be lëmsh nga frika.

RRIHEM *vetv.* L Zihem me një tjetër, rrahim njëzi-tjetrin, kapem e përleshem me dike. *U rrahën keqas. U rrahën me grushte e me shkelma.*

2. *fig.* Fitoj përvojë të madhe nga jeta ose në një punë. *Është rrahur me jetën.*

3. *vet. veta HI.* Pllenohen, lahen (peshqit). *Rrihen peshqit.*

*4. vet. veta III.* Vjen rrotull, përpiqet të gjejë një vend ku të qëndrojë e të shtrihet. *Rrihet pula për të pjellë.*

5. *Pës. e* RRAH. *Rrihet leshi. Rrihet balta. Rrihet nga era (nga dielli). U rrah në shah. Rrugë që rrihet shumë. Hekuri rrihet sa është i nxehtë. fj.u.*

RRIXË,~A 1 . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Rrepë. *Rrikë e kuqe. Lëngu i rrikës.*

i lë rrikën *dikujt* ia ngarkoi fajin a gabimin dikujt tjetër, ia hedh fajin tjetrit. Ia bëri (kokëo) rrikë e qethi shumë shkurt, ia bëri kokën rrafsb.

RRIKË,~A 11 . *sh.* ~A, ~AT. Kuti druri e varur në mur për të mbajtur lugët, luges, shelqe.

RRILKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot. shih* RRIKE, ~A 1.

RRILLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* I. Bimë ba-rishtore me gjethe të imëta e me lule të verdha, që bën kokrra të vogla e të rrumbullakëta dhe që lëshon një lëng helmues.

2. *përd. mb.* Që e ka kokrrën shumë të vogël, ko-kërrvogël. *Mollë rrillë. Groshë rrillë.*

-ET *100I.* Kritnb shiu.

RRIME,~JA . *sh.* ~E, *Ishte si rrime.*

RRIP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. I. Cope e gjatë dhe e ngushtë, e prerë prej një lëkure, prej një pëlhure ose prej një lënde tjetër, që përdoret për të lidhur, për të shtrënguar, për të mbajtur etj. diçka. *Rrip i hollë (i ngushtë, i gjerë, i gjatë, i shkurtër). Rrip lëkure (pëlhure, llastiku). Rripat e këpucëve (e opingave). Rripat e çantës. Rripat e zgjedhës (e samarit, e frerit). Rripa orësh. E lidh me rrip. Zgjat (shkurtoj) rripin e armës. U këput rripi.*

2. Brez i gjatë e i ngushtë prej lëkure ose prej një lënde tjetër me vrima e me tokëz, që shërben pë të mbajtur e për të shtrënguar rrobat pas mesit ose në sup. *Rrip lëkure (plastike). Rripi i pantallonave. Rripi i mesit. Rripat e supeve. Rrip fishekësh* gjerdan për fishekët. *Rrip sigurimi* brez që mbahet nga një punëtor për t'u kapur që të mos bjerë, kur punon në një vend të lartë. *Vrimat e rripit. Tokëza (koka) e rripit. Shtrën-goj (liroj) rripin. I hoqi një rrip* e rrahu, e fshikulloi me rrip a me diçka tjetër të ngjashme.

3. Cope e gjatë dhe e ngushtë, e prerë nga një fletë letre, metali, druri etj.; shirit. *Rrip letre. Rrip llamarine (teneqeje). Rripa dërrasash. Rrip për të mprehur bris-kun e rrojes. E bëri rripa. E preu në rripa. I ngjiti (i vuri) një rrip. I nxori (i hoqi) një rrip. E thuri me rripa.*

4. *tek.* Shirit i ngushtë prej lëkure ose prej një lënde tjetër i qepur si rreth, që shërben për ta kaluar lëvizjen rrotulluese nga një rrotë në tjetrën. *Rrip lëkure (gome).Rrip transmisioni. Rripi i makinës (i traktorit). I viiri rripin. I doli (iu këput) rripi.*

5. Pjesë toke e gjatë dhe e ngushtë, brez i ngushtë toke ose i një sipërfaqeje tjetër. *Rrip i papunuar. Rrip bregdetar. Rrip ranor. Rripa pyjorë. Rrip toke. Rrip rruge. Rrip deti. Rrip me bar. Një rrip tokë* pa tokë.

6. Brez i ngushtë e i gjatë, që dallohet në sipër-faqen e diçkaje ose nga pjesa tjetër përreth. *Rrip i bardhë (i kuq). Rrip drite. Rrip qielli.*

7. *fig. thjeshtligj.* Njeri i trashë nga mendja, njeri që nuk ia pret për asgjë; njeri i humbur që s'është i zoti për asnjë punë (edhe *përd.mb.* sipas kuptimit të emrit). *Është fare rrip nga mendja. Është rrip për te kënduar.*

18. *përd. mb. fig.* Shumë i dobët e i ligur, i hollë e i thatë, kockë e lëkurë. *E ka bërë rrip sëmundja.*

9. *përd. mb. bised.* Që është i forte e nuk zien lehtë; që mezi përtypet, rripak. *Ishte mishi rrip e mezi zjeu.*

• Rrip daulleje *shih te* DAULLE,~JA. Rrip transmisioni *libr.* mjet që shërben për të përçuar vijën politike në masat e gjera dhe për t'u lidhur ngushtë me to (për organizatat e masave kundrejt partisë). I lëshoj rripin *dikujt shih te* LËSHOJ. Ia liroi rripin *dikujt shih te* LIROJ. Ia mblodhi (ia shtrën-goi) rripat (frerin) *dikujt shih te* MBLEDH. Shtrën-goi (mblodhi) rripin (rripat) *shih te* MBLEDH. Shtrën-go rripat! *shih te* SHTRËNGOJ. E bëri rrip daulleje *d\kë a diçka shih te* DAULLE,~JA. U be rrip daulleje u deh keq, u be tape. Mbeti rrip daulleje mbeti pa gjë fare, i humbi të gjitha, u varfërua krejt. Ka humbur rripin e këmborës *shih te* HUMB. Iu këput rripi i pallës i ra krenaria dhe mburrja e tepruar, i ra hiinda. E pyeti rrip për këpucë e pyeti me hollësi, fije e për pe. Ia shkoi (ia vuri) këmbët në rrip të dyfeku(: *shih te* DYFEK,~U.

RRIPAK,~E *mb.* Që është i forte e nuk zien lehtë; që mezi përtypet. *Mish rripak. Ftua rripak. Dardhë rripake.*

RRIPA'QE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tokë gurishtë në një faqe rripe. *kanë mbjellë edhe rripaqet.*

RRIPA-RkIPA i 1. *ndajf.* Në shumë fije a cope si rripa, në rripa. *E presin rripa-rripa. E grisi rripa-rripa. E bëri rripa-rripa.*

*2. mb.* Që është i ndarë në shumë rripa a breza. *Tokë rripa-rripa. Pyll rripa-rripa.*

RRIPA-RRIPA H *mb.* Që i ka shpatet iё thepisura *e* të gërryera, që ka shumë brinjë e rrëpira, me shumc rripa. *Male (kodra, maja) rripa-rripa. Vende rripa-~rripa.*

RRIPEM *vetv.* 1. Me bie lëkura; me hiqet a me leskërohet një pjesë e lëkurës, me bëhet lëkura leskra-leskra. *rripet hunda (kurrizi). Iu rrop lëkura në diell.*

*2. vet. veto III.* I bie cipa vende-vende, leskërohet. *U rrop muri (tavani). Ishte rrjepur tryeza sipër.*

3. Me hahet një rrobë ngaqë e kam mbajtur shumë. *janë rrjepur bërrylat.*

4. *vet. veta III.* Humbet bimësinë dhe shtresën c dheut të butë (për një vend), zhvishet e gërryhet. *Është rrjepur toka (mali).*

5. *fig.* Heq e vuaj shumë në një punë, robtohem në punë, me bie bretku duke bërë diçka. *Rripej së punuari, Rripeshin në dhe të huaj.*

6. *bised.* Vdes pas një sëmundjeje të rëndë e të gjatë. *U rrop e u varros.*

7. *Pës. e* RRJEP.

RRIPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shpat shumë i pjerrët në faqen e një mali ose të një kodre, i ndarë anash nga vija të gërryera thellë; tokë e varur, faqe e thepisur, rrëpirë. *Mai me rripa. Nëpër skërka e nëpër rripa. Në çdo grykë e në çdo rripë. Ngjiteshin (kalonin) nëpër rripa. Zbriti në një rripë. I kanë arat në një rripë. Si kecërit nëpër rripa.*

2. *përd. mb.* Shumë i pjerrët. *E ka çatinë rripë. E ka thikën zdrukthi rripë.*

•*k* Ai i rripave *euf.* djalli, shejtani, ai i përroit. Përpara rripë e prapa thikë keq nga të dyja anët, vësh-tirë andej e vështirë këtej. Mori rripën mori tatëpjetën. Mori rripat (skërkat) iku, u arratis, mori malet.

RRIPËÇIRË,~A . *sh.* ~A, ~>AT. 1. Rripë e vogël.

2. Vijë e hollë uji që formohet në vende të pje-rrëta kur bie shi, rrëpirë.

RRIPËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend rripë, faqe e thepisur; vend me shumë rripa. *Është vendi rripësirë.*

RRIPËTIRË,~A. Shtresë e hollë e diçkaje. *Rri-pëtirë dëbore.*

RRIPOHEM *vetv.* 1. Dobësohem e thahem,bëhem i thatë si rrip, bëhem kockë e lëkurë.

2. *vet. veta III. Pës. e* RRIPOJ. *Rripohet mishi.*

RRIPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E pres dhe e ndaj në rripa diçka, e bëj rripa-rripa. *E rripojnë mishin dhe e bëjnë pastërma. E rripojnë dhe e kripin. E rripoi hollë (trashë).*

RRIPONJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrip i ngushtë e i hollë i prerë nga diçka. *Një rriponjë pëlhure. Rriponjë lëkurë. Rriponjë mishi. Një rriponjë buke.*

*2.* Rrip i ngushtë e i gjatë toke ose are. *Një rriponjë anës lumit. Mbollën një rriponjë me fasule. Ka mbetur një rriponjë toke pa punuar.*

3. *shih* RRIPË,~A.

RRIPOR,~E *mb. gjeol.* Që ka ndërtim në trajtë rripash. *Ndërtim rripor.*

RRIPOSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrip i hollë i prerë nga diçka. *Rriposka këpucësh* lidhëse këpucësh. *E bëri brumin rriposka.*

RRIPOVINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkëmb i butë, i ndarë në shtresa që shkërmoqen lehtë; grill. *Uji i rripovinës është i ngrohtë.*

RRIPOZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rrip letre i Iyer me zamkë për të kapur miza.

RRIQËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Këpushë. *Rriqra e zgjebes. Ka zënë rriqra. I hoqi rriqrat. Iu ngjil (iu qep) si rriqër* iu qep pas e nuk i ndahet.

• Iu be rriqër (rrodhe) *shih te* RRODHE,^JA. Është rriqër të qepel e të thith gjakun pa u ndier.

RRISKA-RRISKA *ndajf.* Në shumë pjesë të ifaf-shëta e të holla, në shumë rriska (për diçka që mund të pritet me thikë). *E presin rriska-rriska. E bëri rriska-rriska.*

RRISKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *I.* Cope e rrafshëtnga të dyja anët, e prerë me thikë nga buka, nga ko-krra e një peme ose nga një ushqim tjetër; thelë. *Rriskë e hollë (e trashë). Rriskë buke. Rriskë Iimoni (tran-gulli). Rriskë patateje. E bëri rriska. E preu (e ndau) në rriska. Hëngri dy rriska. Lyej një rriskë me gjalpë.*

2. Rrip i ngushtë i diçkaje. *Rriskë hëne. Rriskë qielli. Rriskë toke.*

3. Rrasë guri, pllakë e hollë guri. *Rriskat e çatisë. Rriska e grackës. Pullaz me rriska. Nxjerrin rriska. E mbulojnë me rriska.*

•*k* Punonte për rriskën e fëmijëve punonte për bukën e fëmijëve, për bukën e gojës, për një cope bukë.

RRISKIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve RRISKOJ, RRISKOHET. *Rriskimi i librave (i blloqeve). Rriskimi i patateve. Makinë rriskimi.*

RRISKOHET. *Pës. e* RRISKOJ. *Rriskohen pa-tatet. Rriskohen hollë. Rriskohen me thikë. Qërohen e rriskohen.*

RRISKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ncaj diçka në rriska, pres në rriska. *Rriskoj paiatet (trangujt, djathin).*

2. *shtypshkr.* Pres me thikë në makinë anët e librave, e fletoreve etj., që të bëhen të drejta e të dalin në madhësinë e caktuar. *Rriskoj librat (blloqet).*

RRtSKULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rriskë e vogël. *Rriskull buke (djathi). Rriskull sapuni.*

RRIT (RRIS) *kal,* ~A, ~UR. 1. E mbaj, e ushqej dhe e edukoj dike për një kohë të gjatë, derisa të bë-het i zoti i vetes. *Rrit fëmijët (djalin, vajzën). E rrit me bukë. E ka rritur me shkollë. E ka rritur me kujdes (me dashuri, me përkëdheli, me mundime, me një mijë të mira). E rriti, e bëri burrë. E ka rritur me gji* e ka ushqyer me gji, pa i dhënë ushqim tjetër plotësues (për foshnjat).

2. *fig.* E edukoj në një mënyrë të caktuar, e përgatit me punë e me kujdes të veçantë me një synim të caktuar; i fut në shpirt një ndjenjë, e ushqej me ndje-nja e mendime të caktuara. *E ka rritur trim. Rrit luftëtarë. I rriti Partia. I rritim me dashuri për atdheun.*

3. Mbaj e ushqej kafshë shtëpiake dhe kujdesem për to që të japin prodhim e të shtohen; mbjell bimë dhe u bëj shërbimet që të zhvillohen mirë e të japin prodhim. *Rritin pula (derra). Rritin bletë. Rrit in ba-gëti. Rrit Me.*

4. *vet. veta III.* E bën që të zhvillohet, i jep ushqim që të marrë mbarë; e nxjerr, e bën diçka dhe e mban derisa të zhvillohet; e bën të madhe diçka. *Kjo tokë e rrit mirë misrin. Plehu i rrit të lashtat. Uji i rrit bimët. Nuk i rrit*

*gjethet (kokrrat) shumë* nuk i bën gjethet (kokrrat) shumë të mëdha.
5. E lë që të zhvillohet e të bëhet me i madh, nuk e pres ose nuk e pengoj të zhvillohet. *rriti flokët për Ci bërë gërsheta. I ka rritur thonjtë.*
6. I shtoj sasinë, madhësinë, vëllimin a vlerën në krahasim me gjendjen e mëparshme; ngre; zma-dhoj; *kund.* ul; pakësoj. *E rritën nurnrin (sasinë). E rritën prodhimin. E rritën sipërfaqen e mbjellë. E kanë rritur normën (planin, vëllimin). E rriti moshën. E rritën qarkullimin. I rritën të ardhurat. la rritën pagën.*
7. *fig.* E ngre në një shkallë më të lartë; e bëj më të madh, më të fuqishëm, më të njohur etj. *la rriti besimin. la rriti lavdinë (emrin, autoritetin). E rritën kujdesin për fëmijët. E rriti hovin (vrullin). E rritën vigjilencën (frymen luftarake). I rritën kërkesat.*
8. *fig.* I jap një vend pune a një grade më të lartë; e ngre në detyrë a në përgjegjësi. *E rritën në përgjegjësi.*
9. *fig.* E shtoj me tepër sesa duhet, e kapërcej ma-sen, e teproj. *Nganjëherë e rrit punën e vet. Mos e rrit vet en aq shumë!*
•*k* la rrit fjalën *dikujt keq.* ia miraton e ia për-krah ato që thotë pavarësisht nëse e ka mirë ose jo, ia ushqen fjalën. Ia rrit mendjen (ia rrit veshët) *dikujt* i bën lëvdata të tepruara, e bën të mburret e t'i pëlqejë vetja. Rrit (mbaj) gjarprin në gji *shih te* GJARP ËR,~RI. Rrit sorrën të të nxjerrë sytë *shih te* SORRË,~A.
RRITEM *vetv.* 1. Bëhem me i madh nga trupi pak nga pak. duke jetuar e duke u ushqyer; me zgjatet trupi a shtati me zhvillim të natyrshëm (për njerëzit, kafshët dhe bimët). *Rritet fëinija (djali, vaj:a). Rritel qengji (\içi, gjeli). Rritet gruri (misri). Rritet bari. Rritet ngadalë (shpejt). Nuk rritet shumë. E këputën pa u rritur. Nuk e lë të rritet. U rritsh! bised.* shëndet! (i thuhet zakonisht një fëmije kur teshtin).
2. Bëhem me i madh në moshë, arrij një moshë më të pjekur. *Iu rrit djali (vajza). Iu rritën fëmijët. U rrit, u be burrë..*
3. Kaloj fëmijërinë a kohën e miturisë në një vend ose në kushte të caktuara; jetoj diku ose në rrethana të caktuara derisa arrij moshën e pjekurisë. *Rritën të lumtur. Është rritur me prindër (me baba e me nënë). U rrit jetim. U rritën me mundime (me thërrime, me halle). Jam rritur në qytet (në fshat). Lindi dhe u rrit në një familje punëtore. U rritsh me nënë e baba! ur.*
*4. vet. veta III.* Mbin, jeton dhe zhvillohet në një vend ose në kushte të caktuara (për bimët). *Rritet në ujë. Rritet në pyje (në livadhe). Rritet në toka të varfra. Rritet në vende të ngrohta. Rritet në hije.*
5. *vet. veta III.* Zgjatet me tepër, bëhet me i gjatë (një ind a organ që del prej diku). *Iu rrit mjekra. Po i rritën flokët. Iu rritën thonjtë. Iu rritën pendët (puplat). Iu rritën krahët.*
*6. vet. veta III.* I shtohet sasia, madhësia, vëllimi a vlera në krahasim me gjendjen e mëparshme; ngrihet; zmadhohet; *kund.* ulet; pakësohet. *V rrit numri (sasia). V rritën kërkesat. U rritën të ardhurat. Rritet prodhimi (rendimenti). Nuk rritet çmimi (kostoja). U rrit shpejtësia (qarkullimi). U rrit dita* u zgjat dita. *U rrit lumi (përroi)* iu shtua uji, u fry lumi (përroi). *Po rritet hëna. T'u rrittë jeta! ur.*
7. *vet, veta III.* Bëhet me i madh, me i gjerë a me i shumtë; përfshin një numër më të madh se më parë a përhapet me shumë; merr përpjesëtime më të mëdha, zgjerohet, zmadhohet. *U rrit familja. U rrit çeta (ushtria). Po rritën qytetet (fshatrat). Rritet mi-niera. U rrit zjarri (flaka).*
8. *vet. veta III fig.* Ngrihet në një shkallë më të lartë; bëhet me i madh, me i fuqishëm, me i njohur etj.; *kund.* bie; ulet. *Iu rrit besimi. Iu rrit lavdia (emri, nami, autoriteti). Rritet lufta (veprimtaria, lëvizja) revolucionare. Rritet mirëqenia. Rritet ndërgjegjja. Shkon duke u rritur. T'u rrittë nderi! ur.* faleminderit!
9. Ngrihem në detyrë a në përgjegjësi. *U rrit në detyrë. U rrit me punë.*
10. *fig.* Fitoj cilësi të reja, bëhem me i aftë a me i përgatitur, ngrihem. *Është rritur kuadri. U rritën në luftë me vështirësitë. U rritën bashkë me uzinën.*
*k* I ësbtë rritur lafsha *dikujt shih te* LAFSHË, ~A. I është rritur mendja (hunda) *dikujt*ështëbërë mendjemndh. Është rritur me thërrlme *shih te* THËRRIME,~JA. I janë rritur (i janë zgjatur) thonjtë *keq. shih te* THUA, THOI. I janë rritur veshët *di-k uj t shih te* VESH,~I. Me rritet zemra ndiej këna-qësi të madhe për diçka, me bëhet zemra mal. Është rritur në prehër të nënës edhe *mospërf. shih te* PREHËR, ~RI.
RRITË,~A Koha që kur lind njeriu e deri sa arrin në moshë madhore, koha kur njeriu vazhdon të rritet, jeta e fëmijëve dhe e të rinjve. *Të priftë rrita e mbarë! ur.*
RRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me rritjen e kafshëve shtëpiake dhe që kujdeset për to që të japin prodhim e të shtohen; ai që mbjell bimë dhe u bën shërbimet që të zhvillohen mirë e të japin prodhim. *Rritës i dalluar. Rritës i shpendëve (i pulave, i pëllumbave). Rritës i viçave (i lopëve, i derrave). Rritës i krimbit të mëndafshit. Rritës i bletëve. Rritës i niisrit (i pambukut). Rritës i luleve. Rritës i ullirit.*
RRITËS,~E *mb.* 1. Që prodhon a rrit diçka; që shërben për rritjen e diçkaje. *Vend rritës. Qendër rritëse,*
*2. bot.* Që rritet e zhvillohet më tej, që vazhdon të rritet. *Organ rritës. Zona (maja) rritëse (e bimës). Syth rritës.*
3f *fiz.* Që vjen duke u ngritur; *kund.* zbritës. *Rrymë rritëse.*
*4. mat.* Që është më e madhe se kufiza paraardhëse (në vargun e numrave); *kund.* zbritës.
RRITËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* RRITËS, ~I. *Rritëse e dalluar. Rritësja e viçave. Rritëset e a-grumeve (e luleve).*
RRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRIT, RRITEM. *Rritje e shpejtë (e ngadaltë). Rritje natyrore (artificiale). Rritja e fëmijëve. Rritja e shpendëve (e kafshëve). Rritja e bimëve. Rritja e normave (e prodhimit, e rendimentit). Rritja e ditës. Rritja e moshës. Rritja e aftësive. Rritja e kërkesave. Ritmet e rritjes.*
2. Përpjesëtimi në të cilin i është shtuar sasia, ma-dhësia, vëllimi a vlera diçkaje; përmasat e një zma-dhimi, zgjerimi a shtimi; shtesë. *Rritje e madhe (e ndjeshme). Ka një rritje të re (të dukshme).*
3. *fig.* Një shkallë më e lartë që arrin diçka duke u bërë më e madhe, më e fuqishme, më e njohur etj.; zhvillim, përforcim; ngritje. *Rritja mendore (kulturore, shpirtërore). Rritja ideologjike. Rritja e lëvizjes. Vështirësitë e rritjes. Është në rritje. Shkon drejt rritjes.*
• Sëmundje e rritjes *shih te* SËMUNDJE,~A.

RRITSHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* RRITUR (i,e). *Fëmijë i rritshëm. Bimë e rritshme.*
RRITUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që ka arritu; moshën e pjekurisë dhe ka përvojë nga jeta; i madh; *kund,* i mitur, i ?ogël. *Rroba për të rritur. Arsimi për të rritur. Ekipi i të rriturve. Kampionati për të rritur.*
RRITUR (i,e) *mb.* I. Që ka arritur moshën madhore, që e ka kaluar moshën e fëmijërisë a të mitu-risë, që është bërë i zoti i vetes. *Djalë i rritur. Vajzë e rritur.*
2. Që e ka trupin të lartë ose të madh, që është zhvilluar mirë (për bimët ose kafshët). *Bimë (pemë) e rritur. Fidan i rritur. Qengj (viç) i rritur.*
3. *fig.* Që është ngritur në një shkallë më të lartë,
që është me i madh se me pare. *Kërkesa të rritura. Detyra të rritura.*
• I rritur me ajkë qumështi *shih tek* AJKË,~A. I rritur (i ushqyer) me thelpinj arre *shih te* THELB,~I.
RRJEDH *jokal., kryes. veto III* RRODHI, RRJE-
DHUR. I. Ecën duke rrëshqitur mbi një sipërfaqe, derdhet teposhtë parreshtur si rrymë ose si curril (për ujin dhe lëngjet e tjera). *Rrjedh lumi. Rrjedhin currilat. Rrjedh nën tokë. Rrjedh nëpër gypa (në ka-nal). Rrjedh gjaku në damarë. Rrjedh ngadalë (i qetë, iturbullt).*
2. Del prej diku dhe derdhet lirisht; derdhel e për-hapet diku ose mbush një vend. *Rrjedh ujët nga bu-rimi. I rrjedhin lot nga sytë. I rridhte djersa çurg. I rrjedh gjak nga plaga. Rrjedh pika-pika. Rrjedh si krua. I rrjedh curril. Rrjedh lumë (rrëke)* derdhet me shumicë.
3. E lë të kalojë ujin ose një lëng tjetër nëpër vrimat a të carat, nuk e mban; kullon; pikon. *Rrjedh kova (kazani, fuçia, bucela, ena). Rrjedh çatia. I rrjedh gjiri. I rrjedhin hundët. I rrjedhin sytë* i nxjerrin sytë lot, i lotojnë sytë.
4. Kalon nëpër një vend, përshkon (për lumenjtë a përrenjtë). *Rrjedh afër një fshati. Rrjedh nëpër një luginë. Drini rrjedh nëpër Shqipërinë Lindore e Veriore.*
5. *fig.* Kalon shpejt ose pa u ndier, vjen e shkon pa ndërprerje, rrëshqet (për kohën, për jetën); kalon në një mënyrë të caktuar ose në rrethana të caktuara. *Rrjedhin ditët (muajt, vitet). Rrjedh jeta. Rrjedh koha. Rrjedh me ngadalë (me vrull, me shpejtësi). Vitet (shekujt) që rrodhën me pas.*
*6. fig.* Kalon a shtjellohet pa ndërprerje dhe pa u penguar, ecën varg lirisht (për fjalët, mendimet etj.). *Rrjedhin fjalët (mendimet). Rrjedhin ngjar jet vetvetiu. Biseda rridhte qetë-qetë. I rrjedh goja* Set lirisht, pa u penguar.
7. *edhe veta I.* E kam prejardhjen nga një popull, nga një fis, nga një familje ose nga një mjedis i caktuar. *Shqiptarët rrjedhin nga ilirët. Rrjedh nga një familje punëtore (fshatare, e varfër). Rrjedh nga klasa punëtore.*
8. Buron nga diçka tjetër, e ka prejardhjen a vjen prej diçkaje tjetër. *Njeriu rrjedh nga majmuni. Qeni rrjedh nga ujku. Shqipja rrjedh nga ilirishtja.*
*9. fig.* Lind si pasojë e diçkaje, vjen si përfundim i diçkaje, ndodh a lind nga një shkak; buron; del. *Rrjedhin pasoja (gabime). Konkurrenca rrjedh nga pro-na private. Nga ajo rrodhën të gjitha të këqijat. Të mirat që rrjedhin nga puna. Detyrimet që rrjedhin nga marrëveshja. Që këtej rrjedh se...*
10. Mblidhet me shumicë në një vend nga anë të ndryshme, shkon shpejt si rrymë diku; derdhet si rrymë, si një masë e ngjeshur; rend me vrap, zbret shpejt diku. *Rrodhi i gjithë fshati (vendi). Rrodhën grupe-grupe. Rrodhën të gjithë poshtë.*
11. *fig.* Shkon ose derdhet me shumicë. *Fitimet (paratë) rridhnin në xhepat e kapitalistëve.*
12. *fig.* Ngjet, ndodh; bëhet në një mënyrë të caktuar, zhvillohet. *Si rrodhi? Çdo gjë rrodhi ashtu siç ishte parashikuar. Si e qysh kishin rrjedhur punët.*
13. *fig. bised., mospërf.* Humbas aftësinë për të gjy-kuar qartë e në mënyrë të shëndoshë, matufosem. *Ka rrjedhur në pleqëri. Rrodhi nga trutë (nga mendtë, nga mendja). I kanë rrjedhur trutë* është bërë matuf.• Rrodhën (u shpuan) qlejt shih te QIELL,~L,LI. I rrodhën sytë *shih te* SY,~RI. Në mos rrjedhtë, pikon *shih te* PIKON. Ku ka rrjedhur, do të pikojë thuhet për dike që ka qenë i pasur dhe ka rënë ekonomi-kisht etj., por vazhdon të gjejë ende disa mjete e mënyra për të pasur disa të ardhura, qoftë edhe të pakta. Me rrjedh (me Iëshon, me sbkon) goja lëng *shih te* LËNG,~GU. Rrodbi (shkoi) gjaku rrëke (lumë) *shih te* RRËKE, ~JA. I rrjedh goja mjaltë *shih te* MJALTË,~I. Ka rrjedhur (ka kaluar) shumë ujë *shih tek* UJË,~I. Me rrjedh (me kullon, me pikon) zemra gjak *shtft te* ZEMËR,~RA.
RRJEDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëvizje e vazhdueshme e ujit të iumenjve e të përrenjve; rrymë uji që rrjedh në një sIitrat. *Rrjedhë e shpejtë ( e rrëm-byer). Rrjedha e lumit (e përroit). Shpejtësia e rrje-dhës. Ka rrjedhë të forte. Noton (lundron) gjatë (kun-dër) rrjedhës. E mori rrjedha. Në drejtim të rrjedhës. E ndaloi rrjedhën.*
2. Shtrati i një lumi; vendi ku rrjedh një lumë, viset ku kalon një lumë. *Rrjedha e sipërme (e mesme, e poshtme). Gjatë rrjedhës së Drinit. Ndërroi rrjedhë. Doli nga rrjedha.*
3. *fig.* Vazhdim i pandërprerë i kohës a i ngjarjeve; shtjellimi i dukurive në kohë; mënyra se si zhvillohet një ngjarje, një veprimtari a një dukuri; rrymë; ecuri. *Rrjedha e zakonshme. Rrjedha e viteve (e kohës, e shekujve). Rrjedha ejetës. Rrjedha e historisë. Rrjedha e luftës (e betejës). Në rrjedhën e kohës. Ndjek rrjedhën e ngjarjeve. Men një rrjedhë. Vijon rrjedhën e saj. Në rrjedhë të...* gjatë, në kohën e...
4. *fig.* Burim, zanafillë. *Rrjedha e dobësive (e të metave). E ka rrjedhën te...*
5. *fig.* Grumbull njerëzish, që ecin shpejt si rrymë a që derdhen si një masë e ngjeshur. *Rrjedha e njerëzve.*
6. Cope e lehtë druri a tape, që vihet në buzët e sipërme të rrjetës së peshkimit që kjo të mos fundoset në ujë.
• E ka marrë rrjedha *dike a diçka* po shkon gjithnjë keq e me keq, e ka marrë rryma, ka marrë të tatëpjetën.
RRJEDHËS,~E *mb.* Që rrjedh vazhdimisht, që nuk qëndron amull; i rrjedhshëm. *Ujë rrjedhës.*
*-k* Llogari rrjedhëse *fin.* llogari e hapur që ka një ndërmarrje a një institution në bankë, ku derdh e tërheq të hollat here pas here.
RRJEDHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pasoja që vjen nga një veprim a nga një ngjarje. *Rrjedhim i drejt-përdrejtë. Rrjedhim logjik. Rrjedhime politike (ekono-mike, financiare). Me rrjedhime të rënda (të këqija), Rrjedhimet e luftës. Ka si rrjedhim. Rrjedhimet që mund të vijnë. I mënjanuan rrjedhimet e dëmshme.*
2. *mat.* Pasojë e drejtpërdrejtë e një teoreme të vërtetuar me pare.
• Si (per) rrjedhim *fj. ndërm.* domethënë, në këtë mënyrë, rrjedhimisht, prandaj, pra. Si rrjedhim i... nga, për shkak se, si pasojë e...

RRJEDHIMtSHT *fj. ndërm. libr.* Si pasojë e diç-kaje tjetër, për rrjedhim, domethënë, për pasojë. *Rr jedhimisht, janë rritur të ardhurat e kooperativistëve. Rrjedhimisht, në krye doli klasa punëtore. Edhe të metat, rrjedhimisht, u pakësuan.*

RRJEDHIMOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që lidh një fjali
të varur, e cila tregon rrjedhim a pasojë, me një fjali drejtuese (për lidhëzat: aq sa, sa që, kështa që, sa etj.). 2. Që lidhet me lidhëza të tilla dhe tregon rrje-dhimin a pasojën e një veprimi (për fjalitë). *Fjali rrjedhimore (p.sh. "Fliste me zë aq të uiët,* sa mezi dëgjohej"J.

RRJEDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljes RRJEDH. *Rrjedhje e lire. Rrjedhja e ujit. Rrjedhja e plages. Rrjedhja e mendi-meve (e fjalëve). Rrjedhja e ngjarjeve. Rrjedhja e ditëve (e muajve, e viteve). Ndaloi rrjedhjen e gjakut.*

2. *shih* RRJEDHË,~A i. *Rrjedhje e shpejtë. Rrje-dhjet e ujërave. Në drejtim të rrjedhjes.*

3. Dalje e ujit a e një lëngu tjetër ose e një gazi prej vrimave e të çarave të një ene; uji, lëngu ose gazi që del nga një enë, nga një gyp etj. *Rrjedhje uji. Rrje-dhjet e naftës. Rrjedhjet e enës (e traktorit, e gypave). Mënjanojnë rrjedhjen.*

*A. fig.* Humbje pak nga pak e një lënde të pare, e një malli, e një vlere etj. gjatë punës ose qarkullimit. *Rrjedhje të lëndës së pare. Rrjedhje të grurit.*

5. *fig. shih* RRJEDHË,~A $_3$. *Rrjedhja e historisë. Rrjedhja e punëVe (e ngjarjeve). Në rrjedhjen e jetës.*

6. *gjeogr.* Shtrati i një lumi ose një pjesë e tij; viset nëpër të cilat kalon një lumë ose një pjesë e tyre. *Rrjedhja e sipërme (e mesme, e poshtme). Rrjedhja e Drinit (e Shkumbinit). E kapërceu në rrjedhjen e sipërme.*

RRJEDHOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pasojë që vjen nga një veprim a nga një ngjarje, rrjedhim. Si *rrjedhojë e zhvillimit (e kërkesave). Vë në dukje rrjedhojat. Pati si rrjedhojë.*

2. *gjuh.* Fjalë e prejardhur.

RRJEDHORE,~JA . *gjuh:* Rasa rrjedhore. *Rrje-dhorja e shquar (e pashquar). Trajtat e rrjedhores.*

RRJEDHORE *mb. gjuh.* Rasa rrjedhore: rasa e gjashtë e lakimit në gjuhën shqipe.

RRJEDHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që rrjedh vazhdimisht, rrjedhës. *Ujë i rrjedhshëm.*

2. Që ka vetinë të rrjedhë si lëng. *Lëndë e rrjedh-shme. Bëhet i rrjedhshëm.*

3. *fig.* Që bëhet a që ecën pa pengesa dhe pa ka-përcime të menjëhershme, që kryhet a që shkon në mënyrë të lidhur e lirisht. *Gjuhë e rrjedhshme. Stil i rrjedhshëm. Melodi (këngë) e rrjedhshme. Ka të folur të rrjedhshëm. Lojë e rrjedhshme. sport. Në mënyrë të rrjedhshme.*

RRJEDHSHËM *ndajf.* Në mënyrë të rrjedhshme, pa pengesa dhe pa kapërcime të menjëhershme, në mënyrë të lidhur e lirisht. *Flet (shkruan) rrjedhshëm. Përgjigjet rrjedhshëm.*

RRJEDHSHMËRI,~A. 1. Të qenët i rrjedhshëm, vetia e diçkaje që bëhet rrjedhshëm, pa pengesa e në mënyrë të lidhur. *Rrjedhshmëri logjike. Rrjedhshmëri stilt. Rrjedhshmëria e fjalëve (e frazave, e mendimeye). Rrjedhshmëria e lëvizjeve (e veprimeve). Ka rrjedhshmëri. I mungon rrjedhshmëria.*

*2. tek.* Veti e metaleve ose e lëndëve të tjera të ngurta për të rrjedhur a për të marrë trajtën e enës kur zbuten. *Rrjedhshmëria e gizës (e çelikut). Kufiri i rrjedhshmërisë. Ka rrjedhshmëri të madhe.*

RRJEDHUR (i,e) *mb. bised., keq.* Që ka humburaftësinë për të gjykuar qartë e në mënyrë të shëndoshë, i matufosur, që e ka lënë mendja, matuf. *Plak i rrjedhur.*

RRJEP *kal.,* RROPA, RRJEPUR. 1.1 shqit dhe i heq lëkurën një kafshe a një druri. *Rrjep delen (da-shin, dhelprën). Rrjep ngjalën. Rrjep degën e lofatës. I rrjepin lëkurën.*

2. I heq gjithë pendët a puplat një shpendi me dorë a rne ujë të përvëluar; shpuploj. *Rrjep pulën (patën, rosën).*

3. I heq vende-vende cipën a lëkurën; i këput copa të vogla a leskra nga sipërfaqja; gërvisht; zhvesh. *E kanë rrjepur bukën. E kishin rrjepur suvanë e murit (tryezën). I ka rrjepur fytyrën (hundën). Rrjep plagën. Rrjep misrin* zhvesh misrin.

jl. *fig.* I rrëmbej dikujt gjithçka me dhunë ose duke e iriashtruar; grabit dike duke e shfrytëzuar vazhdi-m}sht. *E rropi në rrugë të madhe. Bejlerët e agallarët e rripnin popullin. Fajdexhinjtë të rripnin pa mëshirë. E,rropën vendin. E rropi e s'i la gjë prej gjëje.*

• Të rrjep të gjallë (të rrjep e të merr lëkurën) të
shfrytëzon pa mëshirë; është krejt i pamëshirshëm e mizor; të merr shpirtin. E rropi të gjallë e rrahu keqas, i mori shpirtin. Është ther e mos rrip *shih te* THER. E rrjep morrin nga bishti është shumë dorë-shtrënguar, kursen sa me s'bëhet.

RRJEPACAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri i veshur me rroba të grisura, rreckaman.

2. Njeri shumë i varfër (edhe *fig.).*

3. *si mb.* I leckosur, rreckaman (edhe *fig.).*

RRJEPACUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* RRJE-PACAK,~U.

RRJEPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i rrjepur, pa bimësi, vend fare i zhveshur.

2. Dele a dtii, së cilss i ka rënë leshi vende-vende.

3. Vend i rrjepur në lëkurë a në një sipërfaqe. *Rrjepat e manit. Rrjepat e murit. E ka fytyrën me rrjepa.*

RRJEPËS,~I i *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që rrjep ba-gëtitë e therura. *Rrjepës lëkurësh. Rrjepës bagëtish.*

2. *keq.* Ai që grabit ose që shfrytëzon të tjerët pa mëshirë.

RRJEPËS,~I n *m. mjek.* Sëmundje e rëndë, që shfaqet në flllim me disa njolla të kuqe në lëkurë, e cila thahet, zhvoshket e leskërohet, pastaj me fshi-këza në buzë e në gojë e me vonë me çrregullime të mëdha të tretjes e të veprimtarisë nervone dhe që shkaktohet nga mungesa e një vitamine në ushqim.

RRJEPJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve RRJEP, RRIPEM. *Rrjepja e lëkurës. Rrjepja e shpendëve.*

RRJEPUR (i,e) *mb.* 1. Që i është hequr lëkura (për një kafshë a dru). *Dash i rrjepur. Dru Çtrung) i rrjepur.*

2. Që i janë hequr ose që i kanë rënë puplat; i shpupluar. *Shpend i rrjepur. Pule e rrjepur.*

3. Që ka mbetur pa bimësi, i zhveshur, pa pyje e pa bimë. *Tokë e rrjepur. Mai i rrjepur.*

*A.* Që i ka rënë cipa a lëkura vende-vende, që është bërë. leskra-leskra; që është ngrënë nga përdorimi. *Fytyrë e rrjepur. Duar të rrjepura. Mur i rrjepur. Jake e rrjepur.*

5. *fig.* Që është lodhur e këputur nga një punë e madhe dhe e mundimshme, i rraskapitur.

RRJEPURAK,~E *mb.* edhe *shar.* Që rrjep të tjerët, hajdut.

RRJET,~I *m.* I. Tërësia e rrugëve, e kanaleve, e përçuesve, e vijave etj., që kanë lidhje ndërmjet tyre dhe që shtrihen në një vend të caktuar. *Rrjet kryesor. Rrjeti elektrik (telefonik, televiziv, hidraulik). Rrjeti rrugor (hekurudhor, ajror). Rrjeti ujitës (ku-llues). Rrjeti lumor. Rrjeti i ujësjellësit (i ujërave të zeza, i kanaleve kulluese). Rrjeti i ndriçimit. E mbajnë rrjetin në gatishmëri.*

*2.* Tërësia e ndërmarrjeve, e institucionevI ose e organizmave të tjerë të njëjtë, që zhvillojnë veprim-tari të përbashkët në një fushë; sistem. *Rrjet i gjerë (i dendur). Rrjeti shkollor (arsimor, tregtar). Rrjeti i shërbimit mjekësor (veterinar). E zgjeruan (e shtrinë) rrjetin. Ngritën (krijuan) një rrjet.*

3. Tërësia e njerëzve të shpërndarë në pika a ven-de të ndryshme, të lidhur me një qendër, që kryejnë një detyrë të caktuar. *Rrjeti i propagandistëve (i agji-tatorëve). Rrjeti i bashkëpunëtorëve fi aktivistëve, i korrespondentëve). Rrjeti i zbuluesve (i agjentëve, i spiunëve). Zgjerimi i rrjetit. E zbuluan rrjetin. E ka-pën gjithë rrjetin.*

4. *spec.* Tërësia e vijave që hiqen në një hartë a në një rrafsh sipas një shkalle të caktuar për të shë-nuar veadin ku ndodhet një pike; skemë. *Rrjeti gjeo-grafik (gjeodezik). Rrjeti mbështetës. Hedh rrjetin në hartë.*

RRJETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mjet i punuar me fije të holla, të thurura rrallë në mënyrë të rre-gullt, me trajta e përmasa të ndryshme, që përdoret për të kapur peshq, shpendë, insekte etj. *Rrjetë pesh-kimi. Rrjetë për të kapur zogj (flutura). Koshi i rrjetës. Plumbçat (tapat) e rrjetës. Gjuaj (peshkoj) me rrjetë. E kapi (e zuri) me rrjetë. Hedh rrjetën në del (në lumë). Ra në rrjetë. Tërheq (mbledh) rrjetën.*

2. Mjet i punuar prej fijesh metalike etj. të thurura rrallë, që përdoret për qëllime të ndryshme. *Rrjetë e imët (e dendur, e hollë). Rrjetë mbrojtëse. Rrjetë teli. Rrjetë dritaresh. Rrjetë maskimi. Rrjetë krevati. Rrjetë flokësh.*

3. Trastë e punuar prej fijesh të holla, që përdoret për të mbartur sende të ndryshme. *Rrjetë najloni. Rrjetë pazari (ushqimesh). Shtie (fut) në rrjetë. E mbushi rrjetën me mollë.*

4. Diçka që është formuar a që përdoret prej fijesh të holla, të ndërthurura rrallë midis tyre. *Rrjetë merimange* pëlhurë merimange.

5. *sport.* Thurimë prej fijesh të endura rrallë, që vihet për të ndarë në dy pjesë fushën e lojës ose për të mbyllur portën. *Rrjetë volejbolli (tenisi, pingpongu). Rrjeta e portës. Shtyllat e rrjetës. Lojtar i rrjetës. Prek rrjetën. Kapërcej rrjetën. Gjuaj në rrjetë. Dërgoj topin në rrjetë. Përfundon (mbyllet) me rrjeta të paprekura* mbaron pa shënuar gol asnjëra pale, përfundon zero me zero (për një lojë). *Tundi rrjetën. bised.* shënoi gol duke gjuajtur fort.

6. *fig.* Grackë e kurdisur hollë kundër dikujt, kurth. *E shtiu (e futi) në rrjetë. Ra në rrjetë.*

7. *shih* RRJET,~I.

RRJETËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *opt.* Tërësia e vijave të ndara sipas një shkalle të caktuar, që shë-nohen në thjerrëzën e një mjeti optik për të ndihmuar mat jet drejtpërdrejt gjatë vrojtimit. *Rrjetëza e dyl-bisë. Rrjetëza e mikroskopit. Ndarjet e rrjetëzës. Për-caktoj në rrjetëz.*

2. *anat.* Retinë. *Rrjetëza e syrit.*

RRJETËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Përhapja ose shtrirja e qendrave a e pikave të diçkaje në trajtë rrjete; shtrirja e gjerë e një veprimtarie në shutnë qendra që lidhen njëra me tjetrën. *Rrjetëzimi i pikave të shitjes. Rrjetëzimi i zbulimit.*

RRJETËZUAR (i,e) *mb. spec.* Që ka në sipërfaqe vija të ndërthurura e të kryqëzuara si rrjetë. *Fare e rrjetëzuar. bot.*

RRJETOR,~E *mb. spec.* Që e ka ndërtimin si rrjetë; që i ngjan rrjetës. *Sipërfaqe rrjetore. Sistem rrjetor.*

RROBAGRISUR *mb.* 1. Që është me rroba të gri-sura, i rreckosur. 2. I varfër.

RROBALARËS,~E *mb.* Që përdoret për larjen e rrobave. *Makinë rrobalarëse.*

RROBALARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ajo që Ian rrobat e të tjerëve; punëtore që merret me larjen e rrobave. *Punonte si rrobalarëse.*

2. Makinë për larjen e rrobave. *Rrobalarëse automat ike. Laj me rrobalarëse. Fut në rrobalarëse. Mbush (zbraz) rrobalarësen.*

RROBAQEPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që pret " qep rroba; punëtor në rrobaqepësi. *Rrobaqepës për buna (për gra, për fëmijë). Gërshërë (sapun) rro-baqepësish. Punon si rrobaqepës. Çoj (qep) te rrobaqepësi.*

RROBAQEPËSE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Few. *e* RROBAQEPËS,~I. *Rrobaqepëse për gra.*

RROBAQEPËSI,~A *f.sh.* ~, ~TË. I. *vet. nj.* Mjeshtëria e rrobaqepësit. *Ndjek kursin (rrethin) e rrobaqepësisë.*

2. Punishte ku priten e qepen rroba; *vjet.* dyqani i rrobaqepësit. *Rrobaqepësi për gra (për buna, për fëmijë). Rrobaqepësi ushtarake. Punëtorët e rrobaqepësisë. Sektori (reparti) i rrobaqepësisë.*

RROBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vet. nj.* Pëlhurë për të qepur veshje të sipërme, stofë. *Rrobë e mirë. Rrobë e leshtë.*

2. *vet. sh.* Petka, veshje që mban njeriu; veshje e sipërme, kostum. *Rroba të reja (të vjetra). Rroba të lehta (të rënda, të trasha, të holla). Rroba të sipërme (të poshtme). Rroba verore (dimërore)*. *Rroba të gat-shme. Rroba civile (ushtarake, sportive). Rroba të mira (për të dale)* veshje që mbahet për të dale ose për festë. *Rroba kombëtare* kostum kombëtar. *Rroba leshi (pambuku, mëndafshi). Rroba pune (feste). Rrobat e nusërisë (e dhëndërisë). Rroba burrash (grash, fëmijësh). Rroba banje* veshje e lehtë ose të mbathura
që përdoren për t'u larë në det etj. *Rrobat e trupit. Rrobat e zisë. Dollap rrobash. Furçë rrobash. Varëse rrobash. Vesh (zhvesh) rrobat. Pres (qep) rrobat. Ndërroj nobati I bëri një pale rroba.*

3. *vet. nj.* Veshje që mbahet sipër të tjerave; mbu-lesë që hidhet sipër. *Rrobë note. I hodhi një rrobë. E mbuloi me një rrobë.*

4. *vet. sh.* Ndërresat e brendshme të njeriut; lë-vere. *Rroba të lara (të palara). Sapun rrobash. Sodë*
*rrobash. Larëse rrobash. Laj (ndej, thaj) rrobat. Shtie rrobat në finjë.*

5. *vet. sh. bised.* Shtresa e mbulesa. *Rrobat e fjetjes. Shtroj (ngre) rrobat. Bie (futem) në rroba. Ngrihem nga rrobat.*

*6. fig.* Veshje; mbulesë e jashtme. *Doli me një rrobë të re. I vesh një rrobë tjetër. Ndryshon rrobën.*

• I kam rrobat (e kam këmishën) në finjë *shihte* FINJË,~A. Ka veshur rrobat e zisë *shih te* ZI,~A ɪ. Shiti rrobat dhe lëkurën *shih te* SHES.

RROBOÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Mënjollë. *Roboçat e ullirit. Dalin rroboça. Pres një rroboç.*

RROBOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Përhap sa andej-këtej plaçkat e sendet e tjera nëpër shtëpi, i bëj rrëmujë teshat. *rroboi teshat.*
2. Kërkoj në çdo cep të një shtëpie për të gjetur diçka të fshehur a të ndaluar; bastis. *la rrobuan shtë-pinë gjithandej.*
RROBULL,~IXI *m. sh.* ~J, ~JT *bot.* Dru halor i pyjeve malore, i ngjashëm me pishën e zezë, me trung të trashë, me degë të drejta e me pak gjethe në majë dhe me lëndë të forte e të epshme, e cila përdoret për fuçi, për bucela, për ndërtim etj.; pishë mali. *Rrobull i kuq. Rrobull i bardhë* molikë. *Druri i nobullit. Boçet e nobullit. Pyll rrobulli.*
RROBURtNA,~T . *vet. sh.* Plaçka të ndryshme, rroba të trupit e të shtëpisë, zakonisht të përdorura. *Mbledh rroburinat. Ka sjellë ca rroburina.*
RROC *palak.* Kërce.
•r Me rroc e me koc më të gjithë njerëzit e vet, me fare e me fis; metë gjitha, me gjithçka ka. E shao me rroc e me koc e shau shumë rëndë, s'i la gjë pa thënë.
RROÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Pëllumb i bardhë pa kaçul. *Ka dy rroça.*
2. *përk.* Fëmijë i vogël plot shëndet, kolopuç. *Ishin mbledhur rroça e poça.*
RROÇE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Femra e pëllumbit rroç. 2. Plaçkë e vogël, vogëlsirë.
RRODHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* I. Bimë barishtore njëvjeçare e livadheve, me kërcell të de-gëzuar e me lule të bardha, që bën kokrra vezake e me gjemba si grep. *Rrodhe e egër. Shkutin (djegin) rro-dhet.*
2. Kokrra me gjemba e kësaj bime, që u ngjitet bagëtive në trup ose njerëzve në rroba; kokërr me gjemba e çdo bime tjetër. *lu ngjitën rrodhet. Heq (që-roj) rrodhet. Të ngjitet si rrodhe* të qepet e nuk të nda-het.
3. *fig. keq.* Njeri që u ngjitet nga pas të tjerëve e i mërzit. *Nuk m'u hoq qafe ai rrodhja. Erdhi edhe ky rrodhja.*
• Iu be rrodhe (rriqër) iu ngjit nga pas sa e mërzi-ti, iu qep e nuk iu nda.
RRODHËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Kokrra e rrodhes, rrodhe. *Pastroj leshin nga rrodhëzat.*
RRODHlSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe RRO-DHlSHTË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Vend ku kanë mbirë shumë rrodhe.
RROFTËpartA. Qoftë me jetë shumë të gjatë! *Rroftëpopulli shqiptar! Rroftë Partia e Punës! Rroftë Re-publika Popullore Socialiste e Shqipërisë! Rroftë 1 Majil Rroftë liria!*
RROGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shpërblim në të holla që i paguhet rregullisht një punon jësi një ose dy here në muaj për punën e bërë; shuma e caktuar e këtij shpërblimi. *Rrogë mujore. Rrogë e madhe (e vogël). Rroga mesatare (me e ulët, më e lartë).Rroga bazë* page e caktuar sipas kohës së punës dhe jo sipas sasisë së prodhimit a të normës. *Rrogë personale* shpër-blim që caktohet mbi pagën e zakonshme të vendit të punës. *Rrogë jet ike. vjet.* shpërblimi që i lidhej dikujt për gjithë jetën për sbërbime të caktuara. *Rrogë e majme. iron. Dita e rrogave. Leje me (pa) të drejtë rrpge. Marr rrogën. I ecën rroga. bised,* paguhet rregullisht. *jep (i paguan) rrogën. I ngritën (i ulën) rrogën. I prenë rrogën. Ilidhën një rrogë. bised. Hyri në rrogë. bised.* hyri në punë si nëpunës. jVë *bazë të rrogës.*
^. *vjet.* Pagesa që merrte një shërbyes a një bari për një afat të gjatë. *Hynte në rrogë te dikush* pajtohej në punë te dikush.
RROGËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Ai që punonte i pajtuar me rrogë në një familje të pasur, shërbyes; bari me rrogë. *Rrogëtar i beat (i agait, i tregtarit, i kishës). Rrogëtar lopësh.*
2. Nëpunës me rrogë të caktuar. *Shtresë rrogëtarësh.*
3. *bised. mospërf.* Ushtar që paguhet me rrogë; mekcenar. *Ushtri rrogëtarësh.*
*4. keq.* Ai që i shërben dikujt si vegël për të nxjerrë fitime, shërbëtor. *Rrogëtarët e fashizmit. Rrogëtar i pushtuesve.*
RROGËTAR,~E *mb.* Që paguhet me rrogë; që shërben me një page të caktuar; mercenar. *Ushtri rroÇëtare. Trupa rrogëtare.*
lIROGËTESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Vajzë a grua që pajtohej me rrogë për të shërbyer në një familje të pasur, shërbyesc.
RROGËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kunj që vihet për të bashkuar dorëzën e parmendës me shtizën.
RROGOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *vjet.* Punoj i pajtuar me rrogë në një familje të pasur. *Rrogonin në dyert e botës. Punonte e rrogonte* punonte gjithë kohën e derdhte mund të madh.
RROGOZ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Thurimë e gjatë dhe e gjerë, e punuar me kashtë plishi e me xunkth, që shtrohet përdhe për të ndenjur, hasër. *Rrogoz plishi (xunkthi). Kashtë rrogozi. Bëj (thur) rrogoza. Shtroj rrogozin. Ulem (shtrihem) mbi rrogoz. E mbuloi me rrogoz. Një rrogoz vend* pak vend.
2: *mospërf.* Njeri pa vlerë; njeri i pacipë.
•*k* Punon (vepron) nSn rrogoz vepron fshehurazi, pa u kuptuar e me dredhi, vepron prapa krahëve. Njeri i rrogozit njeri i thjeshtë, i shtresës së varfër të popullit; njeri që shtrohet gju me gju me popullin. U be rrogoz a) u rrëzua rrafsh me token (për grurin etj.); b) i ranë kokrrat me shumicë përdhe (për një pemë). I është bërë faqja rrogoz *përçm.* nuk i skuqet faqja, është i pacipë, s'di ç'është turpi. I është bërë lëkura rrogoz a) i është trashur shumë lëkura; b) është mësuar me qortime e me kritika dhe nuk i bëjnë me përshtypje. I digjet rrogozi (hasra) nën vete ka shumë punë, ka halle shumë. I hyri ujët (uji) nën rrogoz (nën hasër) ra në një gjendje të keqe, ra ngushtë nga diçka
e papritur. Ta shkon (ta con, ta Iëshon, ta fut, ta kalon) ojët (ujin) nën rrogoz (nën hasër, nën vete) ta bën diçka me dredhi e fshehurazi, ta hedh; është dinak i madh.
RROGOZTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që thur a punon rrogoza.
RROGOZTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej rrogozi. *Shtresë e rrogoztë.*
RROGZINA,~T. *vet. sh.* \. Lloj tirqish të shkur-tër prej shajaku.
2. Rripa prej shajaku të trashë, më të cilët bëhet xhubleta.
RROHET *Bavet. e* RROJ. Mund të kalohet jeta në një vend, në rrethana të caktuara a në një më-nyrë ose bashkë me dike (zakonisht me mohim). *S'rrohet me ëndrra. STrrohet vetëm me bukë. S'rrohet vetëm. S'rrohet pa punuar. Si mund të rrohet në këtë mënyrë?*
RROJ *jokal.,* ~TA, ~"TUR. 1. Jam gjallë, jam në jetë, jetoj, gjëllij; bëj një jetë të gjallë. *Rroj shumë (pak, gjatë). Rrojti nëntëdhjetë vjet. Rron ende* është gjallë. *Rrojtëm*

*pa u plakëm. Nuk i rrojnë fëmijët. Rrojtën e trashëguan* përdoret si mbyllje e përrallave popullore. *Lum kush të rrojë. Sa të nosh do të mësosh.fj.u.*
2. Plotësoj nevojat për rrojtje, siguroj kushtet e ne-vojshme për jetesë; mbahem në jetë, ushqehem. *Rron me punën e vet (me djersën e ballit). Rronte me bukë thatë. Rron në kurriz të prindërve (të të tjerëve).*
3. Jetoj bashkë me dike, lidhem a hyj në marrë-dhënie të caktuara me dike gjatë jetës. *Rroj me prindërit (me vëllanë). Rron me fëmijët (me motrën). Rrojnë bashkë (tok). Rroj veç (me vete). Rrojnë në mirëkuptim.*
4. Banoj diku, rri; jetoj në një vend, e kam nde-jën; e shkoj jetën diku me dike; populloj një vend. *Rroj në qytet (në fshat). Rroj në shtëpi. Rron jashtë. Disa kafshë rrojnë në pyll, disa në shkretëtirë. Rron nëujë(nëdet).*
5. Shkoj jetën, e kaloj jetën në një mënyrë të caktuar; kam një mënyrë jetese të caktuar. *Rrojmë të lire (të pavarur). Rroj i qetë (i lumtur, i gëzuar). Rron mirë. Rronte më të keq (me vështirësi). Rronin në varfëri. Rronte si qen. Rron pa telashe. Rronte hot* e kalonte jetën pa bërë asgjë të dobishme. *Rronin me ëndrra (me shpresa). Rronte me frikë. Rron në paqe. Rrojmë në një kohë të lumtur. Rronte nënhijen e dikujt. Di të rrojë.*
*6. vet. veta 111.* Ka jetë të gjatë; vazhdon të punojë a të veprojë; duron shumë, nuk prishet nga përdorimi ose nga koha. *Rron shumë ky stof. Mall (plaçkë) që rron. Këto këpucë nuk rrojnë aq shumë. I rrojnë rrobat. Rron deri në dimër.*
7. *fig.* Jam në kujtesën ose në mendjen e të tjerëve, nuk me harrojnë; *vet. veta HI* është e gjallë diçka në jetën e në veprat e njerëzve, nuk harrohet, ruhet e çmohel, lë gjurmë. *Rron i gjallë. Rron në kujtesën (në zemrat, në mendjen) e njerëzve. Rron në këngë. Rron në shpirtin e popullit. Vepra e tij do të rrojë për jetë.*
8. Kam diçka si shqetësimin kryesor a si punën më të rëndësishme; merrem vazhdimisht me diçka, jam i lidhur me diçka. *Rron me problemet e punës. Rron me nevojat e popullit. Rron me kohën.*
9. Përdoret në mënyrën dëshirore ose lidhore për t'i uruar dikujt jetë të gjatë për vete a për të tjerët. *Rrofsh, more bir! Rrofsh e qofsh! Rjrofsh sa malet!Rrofshi e gëzofshi! Rrofsh me nënë e me babe! Të rrojë për jetë! Të rrofshin fëmijët! Ashtu, me rrofsh.' Të të rrojnë djemtë! T"i rroni rienës e babait! Të rroni vetë!* përdoret për të ngushëlluar njerëzit e familjes kur u vdes dikush. *Tju rrojë e me jetë të gjatë!* urim kur lind një fëmijë. *Të na rrojë Partial*
10. *vet. veta. Ill iron.* Përdoret në mënyrën dë-shirore për të treguar se diçka a dikush nuk vlen, nuk sjell dobi, se diçka nuk hyn në punë a është e kotë. *Na rroftë mundi (gazi). I rroftë shkolla (diploma). Na rroftë puna që bëmë.*
*-k* Rroftë sebepi *iron,* përdoret kur dikush shfrytëzon një shkak, një rast a një rrethanë çfarëdo për të bërë diçka ose për të nxjerrë ndonjë përfitim. Rroftë sa kungulli në brymë! *iron, shih te* BRYMË,~A. Rron me hikrra *shih te* HIKËRR,~RRA i. Rron (edhe) në rrasë të gjallë *shih te* RRASË,~A. Na rrofsh për dimër, se për verë jemi vetë *thjeshtligj. iron, shih te* DIMËR,~RI. Rronte (jetonte) si gogla në ujë *shih te* GOGËL,~LA. Rronte me një shoshë lakra *shih te* LAKËR,~RA. Rron (jeton, rri, është) në hijen e *dikujt keq. shih te* HIJE,~A. Rronte në kurriz (në shpinë) *të dikujt shih te* KURRIZ,~I.

RROJË,~A i . Jetë; jetesë, rrojtje. *Rrojë e mirë (e keqe, e vështirë). Rroja e popullit.*
RROJË,~A ii . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve RRUAJ, RRUHEM. *Sapun (paste, krem) rroje. Brisk (makinë) rroje. Veglat e rrojës* takëmi (makina, furça etj.) që përdoret për t'u rruar.
RROJËS,~E *mb.* Që rron shumë (për sendet dhe bimët). *Dru rrojës. Pemë rrojëse.*
RROJTJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes RROJ. *Rrojtja me nder.*
2. Jetesë; mënyra e jetës. *Rrojtje e mirë (e keqe). Mënyra e rrojtjes. Mjetet e rrojtjes. Bëj rrojtje të mirë. S"e donte rrojtjen pa nder.*
RROJTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lokal shër-bimi për t'u rruar e për t'u qethur. *Rruhem (qethem) në rrojtore.*
RROK *kal.,* ~A, ~UR. I. Kap dike a diçka dhe e shtrëngoj ose e mbaj fort. *I rrok dorën. E rrok për qafe (në grykë)* e përqafoj. *E rrok për beli (për këm-bësh, për flokësh). Rrok topin me dorë. E rrok në krahë.*
2. Kap diçka me vrull e shpejt, e marr shpejt për të bërë diçka me të; rrëmbej. *Rrok pushkën (shpatën). Rrok kazmën (lopatën). Rrok një dru (një gur). Rrok penën për të shkruar.*
3. *vet. yeta III.* E përfshin në fushën e vet ose nën ndikimin e vet, e kap; e zë; e rreh. *E rrok era. E rrok dielli. E rrok hija. E rroku sëmundja. E rrok shkolla (detyrimi ushtarak). bised.*
4. E përfshij në fushën e pamjes, ma zë syri, e kap me vështrim. *E rrok me sy. Sa të rrok syri. Nuk ia rrok vështrimi (syri). Rrok pamjen.*
5. *fig.* Kap dhe trajtoj në një mënyrë, e bëj objekt shqyrtimi, flas ose shkruaj për diçka. *Rrok një temë (një problem). E rroku me mjeshtëri (me guxim). E rroku me një vështrim të përgjithshëm. E rroku drejt (gjerë).*
*6. fig.* Arrij ta kuptoj, e marr vesh domethënien e diçkaje, e kap. *E rroku me mend. Sma rrok mendja. E rroku menjëherë sa foli. Si ta rrok mendja ty? E rroku kuptimin (mendimin).*
7. Arrij ta prek; çik, takoj. *E rroku me majë të gishtave. E rroku një plumb. Rrok shenjën* e qëlloj, i bie shenjës. *Rrok majën. Nuk e rrok pushka.*
8. Arrij deri në një moshë, mbush, zë. *ka rrokur shtatëdhjetë vjetët.*
9. *jokal.* Prek në një send ose diku dhe ngec, ndesh në diçka që e pengon të lëvizë, zë. *Rrok gurin e mullirit.*
• Rrok (rrëmbej) armët (pushkët) *shih te* RRËMBEJ. Sikur ka rrokur (-:a zënë, ka kapur) qiellin me dorë *shih te* QIELL,~LLI.
RROK,~E *mb.* I papjekur (për pemët); i pazier a i papjekur (për mishin etj.). *Rrush rrok. Mish rrok. I ka gështenjat rroke.*
RROKAPJEKTHI *ndajf.* Rrokopujë. *Ra rroka-pjekthi. Shkoi rrokapjekthi.*
RROKAQrELL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *ndërt.* Ndërtesë e lartë me shumë kate, qiellgërvishtës. *Qytet me rrokaqiej. U ngrit një rrokaqiell.*
RROKAS *ndajf. për* mesi, belas. *U kapën (u zunë) rrokas.*
RROKEM *vetv.* 1. Kapem për qafe me dike, për-qafohem. *V rrokën për qafe (për gryke). U rrok me njerëzit e vet. U rrokën e u suthën sipas zakonit.*
2. Kapem trup me trup me dike, mundem me dike; zihem. *U rrokën belas. A rrokemi bashkë?*

3. *fig.* Kapem me fjalë me dike, zihem. *U rrokën për një çështje. U rrokën keqas.*
*4. vet. veta III.* Takohet e bashkohet me diçka tje-tër, puqet. *Aty ku rrokën të dy Drinat. Tokat e fshatit tone rrokën me ato të fshatit fqinjë. Maja e malit duket sikur rroket me qiellin.*
5. *bised.* Vë mall e pasuri, pasurohem, zihem mirë.
6. *Pës. e* RROK. *Rroket nga era (shiu, dielli). Është rrokur drejt çështja.*
RROKË,~'A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Vijëe përdredhur në trajtën e guaskës së kërmillit, spirale; shkallë në trajtë të spirales. 2. Cope druri si reze që përdoret për të mbyllur derën nga prapa; mandall.
RROKËS,~'E *mb.* 1. Që rrëmben, grabitës; zhvatës. 2. *si em.* Zhvatës, grabitës. *Ishte rrokës i madh.*
RROKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *anat.* Pjesa e brend-shme e veshit, që ka trajtën e kërmillit, kërmilli I ve-shit. *Rrokëza e veshit.*
RROKËZOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. Thur disa fije duke i bërë tufë, tufoj; qëndis. *Rrokëzoj tufat e qemerit.*
2. Qep në trajtë dredhe fije ose rripa mbi një rrobë për ta zbukuruar.
RROKJE,~A i . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Një tingull zanor ose një grup tingujsh, i përbërë nga një za-nore e nga një a me shumë bashkëtingëllore, që shqip-tohen me një të nxjerrë të frymës. *Rrokja e parë (e dytë..., efundit). Rrokje e hapur (e mbyllur). Rrokje e theksuar (e patheksuar). Fjalë me një (dy, tri) rrokje. Varg me tetë rrokje. Ndaj në rrokje. Lexoj rrokje për rrokje. Theksi bie mbi rrokjen e parafundit.*
RROKJE,~A II . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RROK, RROKEM. *Rrokja e armëve. Rrokja e duarve.*RROKJEFORMUES,~E *mb. gjuh.* Që shërben për të formuar rrokje, që formon rrokje. *Tingull rrbkjeformues. Aftësi rrokjeformuese.*
RROKJESOR,~E *mb. gjuh.* Që ka lidhje me rrokjen, që i përket rrokjes, i rrokjes; që mbështetet te rrokja. *Shkrim rrokjesor* shkrim ku çdo rrokje përfaqësohet vetëm nga një shenjë. *Varg rrokjesor* varg që matet me numrin e rrokjeve (për ato gjuhë ku theksi bie gjithmonë në një rrokje të caktuar të çdo fjale). *Theks rrokjesor.*
RROKJEZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes RROKJEZOJ. *Rrokjezlmi i fjalëve. Lëxon me rrokjezim.*
RROKJEZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shqiptoj një nga një rrokjet e një fjale, shqiptoj fjalët rrokje për rrokje; ndaj fjalët në rrokje. *Rrokjezoj fjalët. E rrokjezoi qartë. Rrokjezoi emrin.*
flROKME,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. Shkop i gjatë me një rrotull në krye, më të cilin rrahim qumështin nëtundës; filiç.
RROKME,~JA ii . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* 1. Punë që e ndërmerr dikush për ta bërë.
2. Veprim që bën dikush pa i menduar pasojat ose për të kënaqur dëshirat e rastit, aventurë. *Jepet pas rrokmesh. Nuk u përton rrokmeve.*
RROKOLL *ndajf. shih* RROKOPUJË $_2$. *ka punët rrokoll. E çon rrokoll.*
RROKOPUJË *ndajf.* 1. Duke u rrokullisur teposhtë; kokëposhtë, rrokullimthi. *U rrëzua (ra) rrokopujë.*
2. *fig.* Në pështjellim të madh, në rrëmujë; keq e mos me keq; mbrapsht. *shkojnë punët rrokopujë. E çon rrokopujë. I merr punët rrokopujë.*
RROKOTELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. sh.* Sende të vogla pa vlerë, çikërrima. *Luan me rrokotele. E mbushi çantën me rrokotele.*
*2. fig.* Njeri pa vlerë.
RROKULL *ndajf., parafj.* Rrotull.
RROKULLËHEM *vetv.* 1. *shih* RROKULLISEM.
*U rrokullye një gur nga mali. Rrokullehet si top.* 2. *shih* RROKËLLEHEM $_{2,3}$-
RROKULLEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. *shih* RROKULLIS. *Rrokullen gurë. E rrokulleu teposhtë.* 2. *shih* RRËKËIXEJ $_2$.
RROKULLI,~A . Gjithësia, rruzullimi; bota. *S'ka në rrokulli më të mirë.*
RROKULLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rënia e (liçkaje teposhtë duke u rrokullisur, shembja e diçkaje me zhurmë. *Rrokullima e gurëve.*
2. *fig.* Shumicë, sasi e madhe dhe e pandërprerë e diçkaje, rrëke. *Rrokullimë fjalësh.*
3. Vend shumë i pjerrët, nga ku rrëzohen gurë ose ku nuk mund të qëndrohet; greminë. *Rrokullimë e keqe. Vend rrokullimë. Në buzë të rrokullimës. Merr rrokullimën* shkon tatëpjetë duke u rrokullisur. *Bie si guri në rrokullimë.*
4. *fig.* Rruga drejt rënies e shkatërrimit, tatëpjetë; greminë. *Në rrugën e rrokullimës. E mori rrokullima. E shtyu në rrokullimë. Kapitalizmi ka marrë rrokullimën. E çuan vendin në rrokullimë.*
5. *përd. ndajf.* Shumë keq; në rrëmujë të madhe e jo mbarë. *Rrokullimë i shkonin punët. I shkoi jeta rrokullimë.*
• Gur në rrokullimë në gjendje të vështirë, kur nga çasti në cast mund të ndodhë një e keqe, në buzë të greminës.
RROKULLIMTHI *ndajf.* Duke u rrokullisur teposhtë. *Ra rrokullimthi. Kërceu rrokullimthi. E hodhi rrokullimthi.*
RROKULLIS *ka!.,* ~A, ~UR. 1. Lëshoj diçka nga një lartësi që të bjerë teposhtë duke u sjellë rreth vetes, shtyj që të lëvizë tatëpjetë duke u rrotulluar; rrëkëllej. *Rrokullis gurët. Rrokullis një fuçi. E rrokullisi tatëpjetë (poshtë). E rrokullisi në greminë.*
2. E rrëzoj përtokë; e përmbys. *E rrokullisi përtokë. E rrokullisi makinën në një hendek.*
3. *fig.* Kaloj kohën ose jetën me vështirësi dhe pa diçka të shënuar e të gëzuar. *Rrokullis ditët. Rrokullis jetën.*
4. *fig.* I them fjalët, duke i shqiptuar shpejt njëren pas tjetrës e pa i menduar mirë; nxjerr nga goja. *Rrokullisi pesëfjalë të tjera. Rrokullisi të lara e të pa-lara.*
RROKULL,ISEM *vetv.* 1. Bie teposhtë duke u sjellë rreth vetes, lëviz duke u rrotulluar; rrëkëllehem; përmbysem. *U rrokullisën gurët. U rrokullis makina. U rrokullis tenxherja. I rrokulliseshin lotët. U rrokullis përdhe. U rrokullis në greminë. U rrokullis nga kodra (nga mali).*
*2. fig.* Shkoj me shpejtësi drejt rënies a shkatërrimit, marr të tatëpjetën; bie, shkas. *Imperializmi po rrokulliset. Po rrokullisën në oportunizëm. Rrokulliset teposhtë.*
3. *vet. veta III fig.* Rrjedhin pa ndërprerje, kalojnë pa u ndalur njëra pas tjetrës, ndjekin njëra-tjetrën (për ditët, muajt, vitetetj., për ngjarjet etj.). *Rrokullisën ditët (vitet). U rrokullisën shekujt. Rrokullisën ngjarjet me shpejtësi.*
•*k V* rrokullis tenxherja e gjeti kapakun *shih te* TENXHERE,~JA.
RROKULLISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RROKULLIS, RROKULLISEM.

*Rrokullisja e gurëve (e shkëmbinjve). Rro-kullisja e fashizmit (e mbretërive). Rrokullisja e ngjar-jeve.*

RROL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Ka i vjetër që nuk bën me për të punuar në pendë, ka i plakur. *Theri rrolin. Mish rroli.*

*2. fig.* Njeri i plakur e i rënë.

3. *si mb.* ~, ~E. I plakur e i rënë, i pazoti për punë.

•*k* Rrol e korb shumë i zi.

RROLBË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barish-tore njëvjeçare, që rritet nëpër shkëmbinj gëlqerorë, me gjethe heshtore e me lule si të gjembaçëve, rrënjët e së cilës, lëshojnë një bojë të kuqe. *Ngjyej me rrolbë.*

RROLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Lopë e plakur.

2. *fig.* Grua e plakur dhe e rënë. *Është bërë rrole.*

RROME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Koçan^misri pa kokrra, kacarrum.

2. *fig.* Fjalë që thuhet kotose për shaka; shaka e shprehur në vargje. *Thotë rrome. Thur rrome.*



RRONDOKOP,~E *mb.* 1. Që kashtat të shkurtër, të shëndoshë e të ngjeshur, i mbushur e rrumbullak. *Burrë rrondokop. Fëmijë rrondokop.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

RROPAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kthinë e vogël që i shtohet një ndërtese të madhe në një anë.

RROPAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zhurmë e madhe me krismë, zhurmë e mbytur, e cila vjen nga diçka që përplaset. *Rropamë e madhe (shurdhuese). Rropama e makinave. Rropama e armëve. Rropama e dallgëve.*

RROPAT (RROPAS) *jokal.,* ~A, ~UR. Përplas këmbët duke ecur dhe bëj zhurmë, eci duke përpjekur këmbët. *Mos rropat shkallëve!*

RROPATEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Përplaset diçka me një tjetër dhe bën zhurmë. *Diçka rropatej përjash-ta. I rropatej lopata pas shpine.*

2. Rrotullohem e përpëlitem në një vend duke qenë i shtrirë. *Rropatej në shtrat.*

3. *fig.* Përpiqem e mundohem shumë për të bërë një punë të lodhshme e të vështirë. *Rropatet në punë (në are). Rropatej në dhe të huaj. Rropatet nga mëngjesi deri në mbrëmje. Rropatet ditë e natë. Rropatej për një cope bukë.*

4. *fig.* Përpiqem shumë të arrij diçka, mundohem me ngulm të arrij diçka, rrekem. *U rropat të shpëtonte. V rropat ta kapte. U rropat mjaft, por nuk i doli gjë.*

RROPATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RROPAT, RROPATEM. *Rropatje e kotë. Pas kaq mundimesh e rropatjesh.*

2. *shih* RROPAMË,~A. *Rropatje të largëta. Rro-patja e dallgëve.*

RROPOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shkatërroj diçka të ngritur a të ndërtuar dhe e rrafshoj me token ose e fut në dhe; shemb me themel, rrënoj. *E rroposën murin. E rroposi qytetin tërmeti.*

2. *fig.* Rrëzoj nga fuqia, shemb, përmbys. *Rroposën mbret e mbretëri. I rroposën hyjnitë.*

3. *fig.* E vë poshtë, e mund, e mposht. *E rroposi sëmundja. E rroposi kundërshtarin.*

RROPOSET *vetv.* 1. Shembet përdhe, rrafshohet me token a futet në dhe (për diçka të ngritur a të ndërtuar). *Rroposet ndërtesa (muri). Rroposet toka. Rroposën malet.*

2. *fig.* Rrëzohet, shembet, përmbyset. *U rroposën mbretëritë. Po rroposet qielli* po bie shi i madh, sa duket sikur përmbyset qielli.

RROPULL,I,~TË . *yet. sh.* 1. Të brendshmet e kafshëve a të njeriut, përbrendësat. *Rropullitë e berrit. Rropullitë e barkut. la hoqi rropullitë.*

*2. krahin.* Frerët e rrushit, frenjat.

3. *fig.* Sende e rraqe pa vlerë, rrangulla; mbeturina. *Mbledh gjithfarë rropullish. Hedh tej rropullitë.*

•*k* Me fëmijë e me rropulli më të gjithë e më të gjitha ç'ka në shtëpi, me njerëz, me laçka e me plaçka.

RROSKAVEC,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kërce e hundës a e gurmazit.

2. Pjesa e trashë e lakrës, që është si kërce, kërcelli i lakrës, koçan. *Rroskavecin e hanë shumë fëmijët.*

RROSH,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* RROL,~I.

*Mish rroshi. Rroshët e fshatit. Nuk shtyhet rroshi as me bodec.*

RROSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* RROLE, ~JA.

RROSHPONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grope e gërryer nga rrjedha e lumit anës bregut. *Buzë rrosh-ponjës.*

RROTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Rreth prej druri a prej metali me spica ose i plotë nga brenda, zakonisht i veshur nga jashtë me rrip metalik a me gome, që mbërtheh;t në një bosht dhe që rrotullohet për të vënë në lëvizje një mjet, i cili ecën mbi tokë. *Rrota e parme (e prapme). Rrotë druri (gome, metali). Rrotë qerreje (karroce, biçiklete, makine). Rrotat e trenit. Rrotat e topit (e mitralozit). Motoçikletë me dy (me tri) rrota. Karrige (krevat) me rrota. Rrethi (boshti) i rrotës. Rrezet (spicat) e rrotës. I vë (i heq) rrotën. I doli rrota. I ndërroi rrotën. Eci rrotë me rrotë me dike, bised.* eci baraz me një tjetër, nuk mbetem prapa.

2. Rreth i plotë nga brenda ose me rreze, që vihet në një bosht dhe që rrotullohet për të përcjellë lëyiz-jen në një mekanizëm a në një pajisje ose për qëllime të tjera. *Rrotë e dhëmbëzuar. Rrotë drejtuese. Rrotë transmisioni. Rrotë mulliri. I vë (i heq, i ndërroj) rrotën.*

3. Bosht me buzë të ngritura në të dyja anët, që shërben për të mbështjellë fije ose tela. *Rrotë teli.*

4. *bised.* Diçka që ka trajtën e një rrethi të plotë, rrotull. *Rrotë djathi.*

5. *thjeshtligj., shar.* Njeri i trashë nga mendja, budalla. *Është rrotë nga mendja. Është rrotë mulliri.*

*k* Rrota e fatit *vjet., libr.* ngjarjet e rastit e të pa-parashikuara në jetën e njeriut. Rrota e bistorisë *libr.* zhvillimi objektiv i ngjarjeve historike që ecin gjith-një përpara. I ka Iyer rrotën *dik uj t keq. shih te* LYEJ. Hedh (vë) gurë në rrota *shih te* GUR,~I. 1 vë ( i fut) shkopinj në rrota *shih te* SHKOP,~I. I zuri rrota (qerrja) bishtin *shih te* BISHT,~I. I venë punët në katër rrota i ka punët shumë mirë, i shkon mbarë çdo gjë.

RROTËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrotë e vogël për të mbledhur një pe ose një fill, rrotkë. *Rrotëz peri. Dy rrotëza penj.*

RROTKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrotëz.

RROTOHET. *Pës. e* RROTOJ. *Rrotohet lisi. Rro-tohet çorapi.*

RROTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Pres si rreth tmngun e një druri; e ndaj në copa të rrumbullakëta një trung. *Rrotoj lisin.*

*2.* Arnoj çorapin rreth e rrotull vendit ku është grisur; thur atë pjesë të çorapit që është shthurur. *Rrotoj çorapet.*

3. *fig.* E rrëmbej, e përlaj. *rrotoi të gjitha. Të rrotoftë pika ! mallk.*
RROTOVILE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Pajisje e thjeshtë, e cila ka një rrotë të rrafshët që rrotullohet me këmbë dhe shërben për të bërë shtamba e poçe prej balte; çarku i poçarit.
2. Motovile.
RROTULL,~A *f.sh* ~A, ~AT. 1. Rreth i vogël, i plotë e i trashë, me një vrimë në mes, që vihet në bishtin e një vegle ose përdorëseje. *Rrotulla e tundësit.Rrotulla e boshtit për të tjerrë. Rrotull guri (balte, dru-ri). I vuri një rrotull. lu thye (i ra) rrotulla.*
2. *tek.* Rrotë e vogël me kanal përreth, në të cilën kalon një litar ose tel. *Rrotull e lëvizshme. Rrotulla e makarasë. Rrotullat e vegjës.*
3. Ushqitn i përgatitur në trajtë të një rrethi të plotë e të trashë ose një lëndë tjetër e derdhur në këtë trajtë, mëshere. *Rrotull djathi (dhjami, dylli). Rrotulla hekuri (gize). Rrotulla bitumi (sere). E pres në rrotulla.*
*4.* Vilar a rrip i gjatë letre i mbështjellë si gyp ose fill teli i mbledhur si rreth. *Rrotull letre. Rrotull teli. E bëj rrotull.*
5. Rrotëz peri. *Rrotulla peri (spangoje).*
6. *anat.* Kockë në trajtë unaze ose rrethi të plotë. *Rrotullat e kurrizit (e qafës)* rruazat e kurrizit (e qafës). *Rrotulla e gjurit* gashta e gjurit.
7. Zbukurim i qëndisur a i thurur në trajtë të një rrethi të plotë me vrimë në mes ose në trajtë të ngjashme me atë të rrethit. *Çorape me rrotulla. Qilim me rrotulla.*
8. *fig.* Fjalë a shprehje e thënë tërthorazi, zakonisht me thumb. *Flet me rrotulla. Gjuhen me rrotulla.*
RROTULL. I. *ndajf.* ^Të hapësirën nga të gjitha anët afër dikujt a diçkaje, përreth, përqark, rreth e qark. *Rreth e rrotull* nga të gjitha anët, përreth. *Ven-det\ rreth e rrotull. I rrinë rrotull. 1 vjen (i sillet) rrotull* ecëh përqark dikujt a diçkaje; i rrotullohet. *Vjen (sillet) rrotull* rrotullohet, shkon përqark. *Shoh (vësh-troj) rrotull. Iramë rrotull (rreth e rrotull)* e përshkuam, e shkelëm nga të gjitha anët. *Në fshatrat rrotull. Diku (k'itu) rrotull* në një vend afër a rreth një vendi tjetër. *Me vjen shtëpia (dhoma) rrotull* me merren mendtë dhe me duket sikur rrotullohet shtëpia (dhoma) rreth meje.
II. *parafj.* Rreth. *Rrotull shtëpisë. Rrotull dheut. Rreth e rrotull fshatit. Rrotull zjarrit (vatrës). Rreth e rrotull nënës (gjyshit). I mblodhi rrotull vetes.*
Vjen rrotull (rreth) *dikush* lëviz kot, sillet pa bërë asnjë punë. Vjen rrotull (rreth, anës) për shi (për dëborë) është gati të fillojë shiu (dëbora). E sjell rrotull (vërdallë) *dike* e mbaj me fjalë dike dhe nuk ia plotësoj një nevojë a një kërkesë që ka; e heq për hundc. Ia sjell (ia bie, ia hedh) f jalën rrotull (larg e larg) nuk ia them drejtpërdrejt, nuk i flas hapur. I vjen (i sillet) rrotull (rreth, vërdallë) *dikujt* a) kujdeset për jdike, i bën të gjitha shërbimet e nevojshme (një të sëmuri, një fëmije etj.); b) përpiqet t'i pëlqejë e ta bëjë për vete, përpiqet t'i fitojë zemrën (një vajze a një gruaje); c) e merr më të mirë ose me lajka dike për t'i shkëputur diçka, përpiqet t'i fitojë zemrën dikujt për të nxjerrë përfitime prej tij. I vjen (i bie) rrotull *diçkaje* a) nuk e thotë drejtpërdrejt diçka, flet tërthorazi, i bie anës; b) nuk e zë një punë nga anët kryesore, nuk i futet në thelb. Me vjen (me sillet) rrotull (rreth) *diçka* është gati të me bjerë mbi kokë a të me ndodhë diçka e keqe. I vjen (i sillet) koka (mendja, festja) rrotull (vërdallë) *shih te* VËRDALLË. Po i vjen rrotull larashi *shih te* LARASH,~I. S'kam ku të vij rrotull (rreth) jam shumë ngushtë në një dhomë a banesë, nuk kam sesi të lëviz e t'i bëj punët lirisht.
RROTULLAK,~E *mb.* Që vjen në trajtë të një rrethi. *Ndërtesë rrotullake. Mure rrotullake.*
RROTULLAME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Rrotull
e madhe; send në trajtë të një rrotulle të plotë; mëshere. *Rrotullame djathi (dhjami, dylli). Rrotullame letre. Rrotullame metali. Rrotullamja e brumit. Bëj një rrotullame.*
2. Diçka që merr trajtën e një vije të rrumbullakët; unazë. *Rrotullame tymi. Rrotullame në ujë.*
3. Rreth i madh që rrotullohet, me kosha të varur ose me ndenjëse në trajta të ndryshme, ku rrinë zakonisht fëmijët për t'u argëtuar. *Koshat e rrotullames. Hipi në rrotullame. Rrotullohet rrotullamja.*
4. *përd. mb.* Që ka trajtën e një rrotulle, rrotullar. *Bukë rrotullame.*
RROTULLAR,~E *mb.* I. Që ka trajtë të rrumbullakët si rrotull. *Kuti rrotullare. Gjethe rrotullare.*
*2.* Që e ka kokrrën të rrumbullakët e të shtypur nga bishti. *Fiq rrotullare* flq me kokrra të rrumbu-llakëta e të gjera që bëhen pala për t'u tharë. *Dardhë (mollë) rrotullare.*
RROTULLARE,~JA *.sh.* ~E, ~ET. Rrotull; rrotullame. *Rrotullare letre. Rrotullaret e vegjës. Rrotullare tymi. E mblodhi rrotullare.*
RROTULLlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RROTULLOJ, RROTU-LLOHEM. *Rrotullim i shpejtë. Rrotullimi i trupit (4 qafës). Rrotullimi: Tokës rreth Diellit. Shpejtësia e rrotullimit. Shpim me rrotullim.*
*2.* Rrethi i plotë që bën një trup duke ardhur në pikën e nisjes, kur lëviz rreth vetes ose rreth një pike tjetër. *Rrotullim i plotë. Gjysmë rrotullimi. Numri i rrotullimeve në minute. Një rrotullim rreth vetes. Bën disa rrotullime.*
RROTULLIMTHI *ndajf.* Duke i ardhur përqark, rrotull. *Vij rrotullimthi.*
RROTULLOHEM *vetv.* 1. Sillem rreth vetes ose rreth një pike tjetër, vij rrotull, sillem qark. *Rrotullo-hen rrotat. Toka rrotullohet rreth vetes dhe rreth Diellit. Rrotullohet në vend. Rrotullohet me shpejtësi.*
2. Kthehem nga një anë duke ecur në një vijë të lakuar; kthehem sa në një anë në tjetrën. *Majtas (djathtas) rrotullohu! Rrotullohem në shtrat.*
3. *fig.* Kujdesem për diçka, duke i bërë shërbimet e nevojshme; i vij rrotull diçkaje për ta bërë. *rro-tullohej bagëtisë (kopshtit, lëmit).*
4. *Pës. e* RROTULLOJ.
RROTULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj
të lëvizë rreth vetes ose rreth një pike tjetër, e sjell rrotull. *Rrotulloj një rrotë. Rrotulloj mishin në hell. E rrotulloj teposhtë* e rrokullis.
2. E kthej nga ana tjetër duke e lëvizur rreth vetes; e kthej sa nga një anë në tjetrën. *Rrotulloj çelësin (dorezën). Rrotulloj kashtën (barin). Rrotulloj trupin. Rrotulloj kokën nga e majta. Rrotulloj sytë* hedh vësh-trimin rreth e rrotull. *Rrotulloj token* përmbys token duke e punuar.
3. Mbështjell si rrotull; *kund.* çrrotulloj. *Rrotulloj letrën. Rrotulloj litarin (telin).*
4. Kaloj rrotull një vendi, i bie rrotull; qarkoj. *Rrotulluan malin. Rrotulluan një greminë.*

5. *fig.* E sjell vërdallë dike, e mbaj me fjalë ose e dërgoj sa në një vend në tjetrin pa ia mbaruar një punë a pa ia zgjidhur një çështje. *Po na rrotullon kot.*
6. *jokal. vet. veta III.* Ndryshon gjendja për me mirëa me keq; kthen. *Rrotulloi i sëmuri. Rrotulloi koha (moti).*
• Rrotulloj në mend e mbaj në mendje gjatë diçka, duke e parë nga anë të ndryshme, e rrah gjatë me mend.
RROTULLOR,~E *mb.* 1. Që lëviz në trajtë rrethi ose shtjelle. *Vale rrotullore. Lëvizje rrotullore. Flu-turim rrotullor.*
*2.* Rrotullar. *Kurorë rrotullore,*
RROTULLUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* Vegël osc mekanizëm që shërben për të riotulluar diçka. *Rro-tulIues i purtekave. Dhëmbëzat e rrotulluesil.*
RROTULLUES,~E *mb. tek.* 1. Që punon duke u rrotulluai rreth boshtit të vet; që lëviz duke u sjellë rrotull boshtit. *Skenë rrotulluese. Derë rrotulluese. Karrige (tryezë) rrotulluese. Sharrë (site, shoshë) rrotulluese. Përzierës rrotullues.*
*2.* Që vë në lëvizje diçka duke e rrotulluar. *Forca rrotulluese.*
3. Që bëhet në trajtën e një rrethi (për lëvizjen); që ka të bëjë me rrotullimin. *Lëvizje rrotulluese.*
•*k* Shat rrotullues *shift te* SHAT,~I.
RROTULLUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të rrotullohet rreth boshtit të vet; rrotullues. *Mekanizëm i rrotullueshëm. Vinç i rrotullueshëm. Bosht i rrotullueshëm. Stendë e rrotullueshme. Pjesa e rrotu-llueshme.*
RROZG,~U *m. mospërf.* 1. Plak i vjetër e i rënë, rrol. 2. *përd. mb.* Që është plakur e ka rënë; që nuk ka me asnjë vlerë. *Ka rrozg.*
RROZGAN,~E *mb. mospërf.* 1. Që është plakur e ka rënë; që nuk ka asnjë vlerë. *Plak rrozgan. Plakë rrozgane.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
RROZGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Degë e thatë a drizë që përdoret për zjarr, për të rrethuar një vend etj. *Rrozga dëllinje. Ferra e rrozga. Një krah me rrozga. Gardh me rrozga. Mblodhi ca rrozga. Ndez zjarrin me rrozga.*
2. Vend me shkurre, me ferra e me drurë të thatë; shkorret; shkurret e ferrat në një vend të tillë. *Hyri në një rrozgë. Mbeti (u gris) nëpër rrozga.*
3. *vet. sh.* Drurë të kalbur, kërcunj, rrënjë e gjith-farë mbeturinash që sjell lumi. *Kishte sjellë lumi rrozga.*
4. Mbeturinë; lëmishte. *Rrozgat e fshesës. Rrozgat e ullinjve.*
5. *fig. mospërf.* Njeri i plakur e i rënë, që nuk ka asnjë vlerë; bagëti e plakur, që nuk vlen me. *Është bërë rrozgë. U martua me një rrozgë.*
6. *përd. mb. mospërf.* Që është plakur e ka rënë; që nuk ka me asnjë vlerë.
• Iku rrozga me bjezga *shih te* BJEZGË,~A.
RRUAJ *kal.,* RROVA, RRUAR. 1. Pres qimet me brisk deri në rrëzë. *Rruaj mjekrën (mustaqet). Rruaj kokën (faqet). Rruaj me brisk. I rruaj lëkurën derrit. Me rruan berberi.*
*2.* I kruaj mirë sipërfaqen, e pastroj me brisk a me thikë të mprehtë. *Rruaj plëndësin.*
3. *fig. thjeshtligj.* E ha pa lënë asgjë, e fshij, e për-laj. *rroi të gjitha ç'kishte përpara. Ky qit e ai rruaj.*
4. *fig. thjeshtligj.* la merr të gjitha, ia përlan, e grabit, e rrjep. *la rroi paratë.*
• I rruan bishtin *dikujt thjeshtligj. shih te* BISHT,~I. Të rruan pa Iagur a) është batakçi, të mashtron e të gënjen me dredhi; b) të rrjep gjithçka, të grabit. I rroi mjekrën bëri ç'deshi me të, ia mori të gjitha, e zhvati. Fol e rruaj vezë *shih te* VEZË,~A. Hem të vë plak, hem të rruan mjekrën *shih te* PLAK, ~U 3. Me rrove, të rrova, brisku (qe) i berberit *shih te* BERBER, ~I.
RRUAR,~IT (të) ai. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRUAJ, RRUHEM. *Veglat e të rruarit.*
RRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është prerë me brisk deri në rrëzë (për qimet); që i janë pastruar qimet me brisk; që ka hequr qimet me brisk. *Me fytyrë të rruar. Me mjekër të rruar. Me kokë të rruar. I qethur e i rruar. I rruar e i kruar.*
*2. fig.* Që është zhveshur krejt nga bimësia. *Tokë (fushë) e rruar. Mai i rruar. Shpate të rruara.*
RRUAZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Kokërr e vogël e rrumbullakët prej qelqi a prej ndonjë lënde tjetër, me një vrimë në mes, që shkohet në varg bashkë më të tjera ose që përdoret për qëndisje. *Rruaza qelqi (xhami, qelibari). Rruaza me ngjyra. Kokërr rruaze. Varg me rruaza. Qëndis me rruaza. Shkoj rruazat në pe. Shkëlqen (shndrit) s: rruazë.*
*2. vet. sh.* Varg me kokrra të tilla të shkuara në një fill, që mbahet në qafë si stoli nga vajzat dhe grate. *Rruaza të bardha. Rruazat e gushes. Rruaza me Ire vargje. Një pale rruaza. Mban (vë) rruaza.*
3. *vjet.* Kokërr qelqi me një vrimë në mes, që, sipas besëtytnive, u varej në ballë fëmijëve ose kuajve për të mos i zënë gjoja syri i keq.
4. Pike e vogël e rrumbullakët uji ose e një lëngu tjetër, sumbull. *Rruaza lotësh. Rruaza djerse. Zë rruaza rakia* bëhen flluska të vogla si sumbulla në sipërfaqen e rakisë kur e tundim në shishe.
5. *fiziol.* Qelizë e posaçme e gjakut, që luan rol të caktuar. *Rruazat e kuqe* qeliza të gjakut me ngjyrë të kuqe, pa bërthamë, që çojnë oksigjenin nga mush-këritë në të gjitha indet e trupit. *Rruazat e bardha* qeliza të gjakut pa ngjyrë, që kanë vetinë të kapin e të mbytin mikrobet ose të gëlltitin lëndët e tjera të huaja që hyjnë në organizëm. *Rruazat e gjakut. Num-ri* i *rruazave të kuqe (të bardha).*
*6. anat.* Eshtër e rrumbullakët me një vrimë dhe me tri të dala si dhëmbë, që lidhet më të tjerat për të ndërtuar shtyllën kurrizore të njeriut e të kërbishto-rëve të tjerë. *Rruaza e qafës. Rruazat e zverkut. Rruazat e kurrizit.*
7. *vet. nj.* edhefe. Shtylla e kurrizit; kurrizi. *Rruaza e shpinës. Me dhemb rruaza. E përplasi në rruazë të shpinës. I doli rruaza* i doli kurrizi, u be gungaç. *Thyen (përkul) rruazën* përkul kurrizin, përulet, nënshtrohet. *ha rruaza* i ha kurrizi.
8. *vet. nj. edhefig.* Qafa. *Theu (këputi, zuri) rruazën. Në rruazën tënde* në qafën tënde. *Thefsh rruazën! mallk.*
*9. bised.* Thelë e vogël mishi. *Rruaza mishi. Katër-pesë rruaza në pjatë.*
10. *vet. sh.* Vathët e dhisë, rezhda. *Dhi me rruaza.*
11. *përd. mb.* I rrumbullakët e i ndritshëm. *ka sytë rruazë. I ka dhëmbët rruazë* i ka dhëmbët të vegjël, si të rrumbullakët dhe shumë të bardhë e të rregullt.• La rruazën *dik u shih te* LË. Si rruaza në pe stisur bukur, lidhur e radhitur bukur. Shtie (fut) rruaza në pe *dik ush shift te* PE,~RI. Zuri rruazën (qafën, zverkun) *keq. shih te* ZË. Lule rruaze *bot. shih te* LULE,~JA.

RRUDH *kal.,* ~A, ~UR. I. E bëj me rrudha lë-kurën e fytyres, të dorës etj.; *kund.* çrrudh. *Rrudh ballin. Rrudh vetullat. Rrudh fytyrën. Rrudh sytë* mbledh kapakët e syve, picërroj sytë.
2. la bëj sipërfaqen me vija a me pala të çrregullta, të ulura e të ngjitura; e bëj me rrudha, e zhubros. *Rrudh pantallonat (kostumin, këmishën). Rrudh rrobat (^arçafët). Sipërfaqen e ujit e rrudhte era,*
3. *vet. veta III.* Bën të mblidhet cipa e gojës dhe e gjuhës duke shkaktuar një ndijim të athët e shtrën-giies (për pemët e pabëra, për disa pije e ushqime të athëta a të hidhura etj.). *Të rrudh gojën (gjuhën).*
4. *fig.* I zvogëloj përmasat a i pakësoj forcën e shfaqjes; ndrydh; ngushtoj. *rrudh mundësitë. I rrudh giiximin (hovin). I rrudh dëshirat. la rrudh kuptimin.*
• Rrudh buzët (hundët, turinjtë) lëviz buzët (shtrem-bëroj fytyrën) për të shprehur pakënaqësi, mospër-fillje a përbuzje për diçka. E rrudbi (e shtrëngoi) dorën *shih te* SHTRËNGOJ. E rrudbi gojën e mbajti veten që të mos thotë fjalë të rënda a të pahijshme, rnatet mirë kur flet, e mbajti gojën. Rrudhi (mblodhi) krahët (supet) mblodhi krahët për të treguar se nuk e I di a nuk e kupton diçka. Rrudhi (ngrysi, mblodhi) vetullat (ballin) u vrenjt në fytyrë, u ngrys. Ia rrudhi penjët *dikujt* nuk e la të vepronte si të donte, ia mblodhi rripat. Ia rrudhi zemrën *dikujt* e bëri të| humbiste shpresat; e pezmatoi.
RRUDHAC,~E *mb.* 1. Që e ka fytyrën të mbushur me rrudha, që e ka lëkurën shumë të rrudhur. *Plak rr,udhac. Me ballë rrudhac. Me fytyrë rrudhace.* 12. *Përd. em,* sipas kuptimit të mbiemrit.
RRUDHA-RRUDHA *mb.* 1. Që ka shumë rrudha, shumë i rrudhur. *Me fytyrën (me ballin) rrudha-rrudha.*
2. I mbushur plot me rrudha, me shumë rrudha. i zhubrosur. *Me pantallona (me këmishë) rrudha-rrudha.*
RRUDHEM *vetv.* 1. Me bëhet lëkura me rrudha; bëhem me shumë rrudha. *Iu rrudh balli. U rrudh para kohe. U rrudh në fytyrë. I rrudhen sytë* i mblidhen kapakët e syve, picërron sytë.
2. *vet. veta III.* I bëhet sipërfaqja me vija a me pala të çrregullta, të ulura e të ngritura; bëhet me rrudha, zhubroset (për rrobat); i fishket lëkura e i mblidhet në rrudha (për frutat). *Iu rrudhën rrobat ne valixhe. Rrudhet molla (ftoi) në dimër.*
3. Me mblidhet cipa e gojës dhe e gjuhës kur ha a !pi diçka të athët ose të hidhur. *M'u rrudh goja (gjuha).*
*4. vet. veta III fig.* I zvogëlohen përmasat a i ku-fizohet fusha e veprimit, ngushtohet; rrëgjohet.
5. Mblidhem, bëhem kruspull; mblidhem e strukem në një vend të ngushtë a të fshehtë. *Rrudhem nga të ftohtët (nga pleqëria, nga sëmundja). U rrudh nga frika. Rrudhel iriqi. Rrudhet e struket. U rrudhën në vrimai e veta.*
6. *fig.* Lë fjalën përgjysmë ose mezi i nxjerr fjalët nga druajtja a nga një shkak tjetër.
•*A* I janë rrudhur trutë ka rrjedhur nga trutë, është rriatufosur.
RRUDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vijë e për-
thyer në lëkurën e ballit, të fytyrës, të duarve etj., që bëhet kur mblidhet lëkura nga mosha, nga dobë-simi, nga vuajtjet a nga një ndjenjë e rëndë; zhubër. *Rrudhë e vogël (e madhe, e hollë, e trashë, e thellë, e gjerë). Rrudhat e ballit (e gojës, e buzëve, e syve, e duarve). Fytyrë gjithë rrudha. Iu shtuan rrudhat.*
2. Vijë e çrregullt, që mbetet në vendin ku mblidhet e ngjeshet një pëlhurë a një petk; pale e vogël në një petk; zhubër. *Rrudhat e këmishës (e panta-llonave). Fund me rrudha. I shtriu rrudhat me hekur. U be kostumi me rrudha.*
3. *kryes. sh.* Valëzim i lehtë në sipërfaqen e diçkaje; vija të ngritura e të thelluara në sipërfaqen e diçkaje. *Rrudhat e enëve. Rrudhat e tokës. Rrudhat e drurëve. Rrudhat e trurit. anat.* të ngritura e të thelluara në ci- i pen e trurit. *Rrudhat e maleve (e luginave). Rrudhat e detit (e liqenit). Formohen rrudha.*
RRf)DHËS,~E *mb.* I. Që ka vetinë të mbledhë cipën e gojës e të gjuhës (për disa lëndë të athëta a të hidhura). *Veti rrudhëse.*
2. *gjeol.* Që ka të bëjë me formimin e rrudhave të tokës. *Lëvizje rrudhëse.*
RRUDHËT (i,e) *mb.* Që është me shumë rrudha; i rrudhur. *Me fytyrë të rrudhet. Me faqe të rrudhëta.*
RRCDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRUDH, RRUDHEM. *Rrudhja e lëkurës. Rrudhja e ballit (e vetullave). Rrudhja e gojës (e gjuhës). Rrudhja e kostumit. Rrudhja e pemëve (e perimeve). Rrudhja e gjetheve. Rrudhja e një dukurie. Pëson rrudhje.*
*2.* Vend i rrudhur, rrudhë, pale. *Rrudhjet e maleve.*
RRUDHOS *kal.,* ~A, ~UR. *shih* RRUDH.
RRUDHOSEM *vetv. shih* RRUDHEM.
RRUDHOSJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. *shih* RRUDH-JE,~A. RRUDHOSUR (i,e) *mb. shih* RRUDHUR (i,e). *Me fytyrë të rrudhosur. Shami e rrudhosur.*
RRUDHUR (i,e) *mb.* 1. Që është me shumë rrudha, që është mbledhur në rrudha; që ka rrudha në fytyrë e në lëkurë. *Lëkurë e rrudhur. Fytyrë e rrudhur. Ballë i rrudhur. Sy të rrudhur. Duar të rrudhura. Plak i rrudhur. Me vetulla të rrudhura.*
2. Që i është prishur hekuri e që ka zhubra (për rrobat); që e ka sipërfaqen me rrudha; i zhubrosur. *Xhaketë e rrudhur. Këmishë e rrudhur. Letër e rrudhur. Sipërfaqe e rrudhur.*
3- *fig-* Që e kanë lënë mendtë, i matufosur, i rrjedhur. *rrudhur nga mendja.*
RRUES,~E *mb.* 1. Që shërben për t'u rruar. *Brisk rrues. Makinë rruese (elektrike).*
2. ji *em.* ~, ~l *m. sh.* ~, ~IT. Ai që rruan e qeth, berber.
RRUF *kal.,* ~A, ~UR *bised.* E pi menjëherë, e thith. *E rrufi qumështin. E rrufi të tërë.*
RRUFAK,~E *mb.* 1. Që është vjetruar dhe ka hum-bur njomësinë; i thatë e i rrudhur. *Kastravec rrufak. Mish rrufak* mish i forte që nuk zien mirë, që është si rrip.
2. 1 tharë e i rrudhur nga pleqëria. *Plak rrufak. Plakë rrufake.*RRUFE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Shkarkim elektrik i fuqishëm që ndodh në ajër në kohë shtrëngate midis dy reve ose një reje e Tokës dhe që shoqërohet me një shkreptimë të forte drite e me gjëmime. *Drita (flaka) e rrufesë. Shkreptimat e rrufeve. Krisma e rrufesë. Ra rrufeja. E goditi rrufeja. E dogji (e vrau) rrufeja. E pret (e thith) rrufenë. Si rrufe* me shpejtësi të madhe, vetëtimthi. *U përhap (u sul) si rrufe. Me shpejtësi rrufeje. Me ra si rrufe* me erdhi krejt e pa-pritur. *Të rente (të vraftë) rrufeja! mallk.*
2. *kryes. sh. fig.* Kërcënim i rëndë; mallkim i rëndë. *hodhi rrufe. E gjuajti me rrufe.*

3. *përd. mb.* Që bëhet me shpejtësi shumë të madhe; i menjëhershëm dhe i shkurtër, i rrufeshëm. *Mbledhje rrufe. Aksion rrufe. Vizitë rrufe. Pyetje rrufe. Ndeshje rrufe. Luftë rrufe. Grusht rrufe. Trim rrufe* trim që lëshohet si vetëtimë mbi kundërshtarin.
4. *përd. ndajf.* Me shpejtësi shumë të madhe, vetëtimthi. *Ra rrufe mbi armiqtë. Ecën rrufe.*
• Si rrufe (si bubullimë) *libr. shih te* BUBULLIMË, ~A. Bën be e rrufe *shih te* BE,~JA. Nuk bie rrufeja (reja) në hithra *fj. u. mospërf. shih te* HITHËR,~RA.
RRUFEMATJH,~E *mb.* Që i rente rrufeja; që i rente një e keqe e madhe *(si mallk.)*
RRUFEPRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Pajisje e përbërë prej një shufre me majë prej metali të qën-drueshëm, e cila vihet në kulmin e një ndërtese, të një oxhaku, te një anijeje etj. për t'i mbrojtur nga goditjet e rrufeve, duke e shkarkuar rrymën nëpër një fill të tokëzuar. *Rrufepritësi i shtëpisë (i oxhakut). Shtylla e rrufepritësit. Maja e rrufepritësit. Rrezja e rrufepritësit. Vendosi një rrufepritës. Pajis me rrufe-pritës.*
RRUFEPRITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rrufepritës.
RRUFESHËM (i), ~ME (-) *mb.* Që bëhet me shpejtësi shumë të madhe, i shpejtë e i papritur si rrufeja; i menjëhershëm. *Sulm (kundërsulm) i rrufeshëm. Betejë (fitore) e rrufeshme. Lëvizje e rrufesh-me. Përhapje e rrufeshme. Pyetje e rrufeshme. Me shpejtësi të rrufeshme. Në mënyrë të rrufeshme.*
RRUFESHËM *ndajf.* Me shpejtësi shumë të madhe e papritur, vetëtimthi, në mënyrë të rrufeshme. *U nis rrufeshëm. Gjuan rrufeshëm. Sulmon rrufeshëm.*
RRUFË,~A . Pezmatim i cipës së brendshme të hundës zakonisht nga të ftohtët, që bën të zihen hundët e të kullojnë vazhdimisht dhe që shoqërohei më të teshtitura të shpeshta. *Rrufe e forte. Kam rrufe. Jam me rrufë. E zuri rrufa.*
RRUFIT (RRUFIS) *kal.,* ~A, ~UR. I. Pi pak
nga pak diçka, gjerb, surb. *Rrufit kafenë (qumështin, rakinë, verën). Rrufit supën.*
2. E ha të tërë me një fry me, gëlltit, përlaj. *Rrufit gjellën. Rrufit një vezë të freskët. I rrufiti ëmbëlsirat një nga një. E rrufiti në bark.*
3. Thith, tërheq me force. *Rrufiti hundët. 1 rrufit faqet.*
4. *vet. veta III* edhe *fig.* Përpin, thith, gëlltit. *E rrufiti dheu. E rrufitën valët. E rrufitën epshet.*
RRUFITEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Tërhiqet nga brenda, futet (nga thithja, nga dobësia). *jtutë rrufitur faqet. I është rrufitur barku.*
*2.* Tretem pak nga pak prej sëmundjes, dobësohem, hiqem.
3. *Pës. e* RRUFIT.
RRUFITUR (i,e) *mb.* Që është tërhequr brenda, që është futur brenda (nga thithja, nga dobësia); i hequr. *Me faqe të rrufitura.*
RRUFJAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* 1. Ai që ndër-mjetëson në punë të ndyra dhe të pamoralshme; ko-dosh. *Bën punën e rrufjanit.*
*2.* Njeri i pandershëm, që vepron me dredhi e me pabesi dhe që bëhet vegël e të tjerëve për punë të kë-qija. *Rrufjan i madh. Rrufjan politik.*
RRUFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Vezë e zier pakëz, vezë surbull. *Piu një rrufkë.*
2. *vet. sh. gjell.* Petulla të bëra me miell, me qu-mësht e me vezë dhe të skuqura me shumë vaj, që për-vëlohen në sherbet. *Bëjnë rrufka. Përvëlojnë rrufkat në sherbet.*
3. *fig.* Grua e shëndoshë, e bëshme.
4. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit. *Vezë rrufkë.*
RRUFSH,~E *mb.* I dredhur (për flokët), kaçurrel.
RRUFSHAK,~E *mb.* Flokëdredhur, flokëkaçurrel.
RRUFSHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Dredh, përdredh (leshrat). *Rrufshoj leshrat (flokët). Rrufshoj mustaqet.*
*2.* Nduk me dhëmbë diçka. *Lopët rrufshonin bar in.*
RRUFULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend në lumë ku uji vjen i rrëmbyer e sillet rrotull; gjir, vorbull. *E mori rrufulla. Rrufulla të thith.*
*2. fig.* Vorbull, shtjellë; rrëmujë e madhe me po-tere. *Rrufulla e jetës.*
•*k* E bie rrufull *dike* a) e sjell rrotull, e sjell vër-dallë; b) i nxjerr ngatërresa dikujt, e pështjellon me zhurmë e shamatë.
RRUGAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* 1. Ai që sillet rrugëve, ai që nuk ka një vend të përhershëm jetese, endacak. *Jetë rrugaçësh.*
*2.* Fëmijë a djalosh që nuk sillet mirë në shoqëri, që i mungon edukata e shëndoshë; ai që fyen të tjerët pa asnjë shkak, që zihet kot më të tjerët dhe bën ve-prime të pahijshme e dëme. *Fjalë (punë) rrugaçësh. Sillet si rrugaç. Riedukimi i rrugaçëve,*
RRUGAÇ,~E *mb. keq.* 1. Që sillet rrugëve, që nuk ka një vendbanim të përhershëm jetese; endacak. *Djalë rrugaç. Vajzë (grua) rrugaçe* vajzë (grua) e pamoralshme. *Qen rrugaç.*
*2.* Që sillet e vepron si rrugaç (zakonisht për fë-mijët e të rinjtë). *Fëmijë rrugaçe.*
RRUGAÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* RRU-GAÇ,~I.
RRUGAÇËRI,~A . Sjellje e veprim prej rrugaçësh. *Akte rrugaçërie. Sjellje rrugaçërie. Shfaqje rru-gaçërie. Lufta kundër rrugaçëhsë.*
RRUGË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Brez ose rnp toke i rrahur a i shtruar për të kaluar njerëzit, kafshët dhe mjetet; vija në ajër ose në det, nëpër të cilën kalojne mjetet e fluturimit a të lundrimit; udhë. *Rrugë e ngushtë (e gjerë, e drejtë, e shtrembër, e mirë, e keqe, e shtruar, e asfaltuar, e pashtruar). Rrugë e madhe*xhade. *Rrugë kryesore (anësore). Rrugë e hekurt* he-kui"udhë. *Rrugë malore (pyjore, fushore). Rrugë kom-bëiare. Rrugë këmbësore (për këmbësorë). Rrugë auipmobilistike. Rrugë ajrore (detare, lumore). Rrugë e verbët (qorre, pa krye, pa dalje). Rrugë dhish (mush-kei qerresh). Rrugë me kalldrëm. Bërryli i rrugës. Kthesa e rrugës. Në krye (në cep, në anë, në buzë, në mes, në fund) të rrugës. Në kryqëzim të rrugëve. Mirëmbajtja e rrugëve. Pastrues i rrugëve. Hapën (çelën) një rrugë. Ndreqin (shtrojnë) rrugët. shkoj rrugës. Dal në rrugë. Ndalem në rrugë. I lidhën me rrugë të gjitha fshatrat. Rrihet dendur kjo rrugë. Rrugë e pa rrugë* në vende të rrahura e të parrahura për të kaluar, nëpër çdo vend nga mund të kalohet. *Sipër rrugës. Mbi (nën) rrugë.*
2. Rrip toke në një qendër të banuar, zakonisht i shtruar, me ndërtesa në të dyja anët dhe që mban një emër; tërësia e ndërtesave që ndodhen në të dyja anët e këtij kalimi. *Rruga "Naim Frashëri". Rruga "Kongresi i Përmetifo. Banoj në rrugën "Katër dësh-morët". Fëmijët e rrugës sonë.*

3. *kryes. sh.* Vendi jashtë banesës ose qendrës së punës. *Fëmijë rrugësh* rrugaç. *Vajzë (grua) rrugësh* vajzë (grua) e pamoralshme, rrugaçe. *Qen rrugësh* qen endacak. *Fjalë rrugësh* fjalë e pahijshme. *Bredh (shëtit) rrugëve.*
*4.* Hapësirë e lire për të kaluar përpara; vendi, shte-gu nga mund të kalojmë e të ecim me tutje; kalim. *Rrugë e lire (e zënë). Rrugë kalimi. I zë fipres) rrugën dikujt a diçkaje. Mbyllen (zihen) rrugët. Hapet rruga. I lë (i hap, i bëj) rrugë. Çaj rrugën* bëj përpara. *Largohu (hiqu) nga rruga! Nuk i lëshoj rrugë.*
*5.* Largesa që duhet të përshkojmë për të shkuar nga një vend në një tjetër; koha që duhet për të shkuar në një vend tjetër. *Rrugë e gjatë (e shkurtër, e target). Rruga nga Tirana në Elbasan. Një ore (një ditë) rrugë. Bëihë një cope rrugë. E bëri rrugën me biçikletë. Sa mban kjo rrugë? Sa rrugë kemi bërë?*
6i Udhëtimi për të shkuar në një vend tjetër. *Rrugë e target (e gjatë, e shkurtër). Rruga e mërgimit (e kurbetit). Shpenzimet e rrugës. Gjatë rrugës. Në rrugë e sipër. Kostum për rrugë. Nisem për rrugë. Man (zë, nis) rrugën* nis udhëtimin. *Bëj rrugë me makinë* udhëtoj me makinë. *Vihem në rrugë (për rrugë)* nis udhëtimin. *Kark një rrugë për të bërë. Mbetem në rrugë (në gjysmë të rrugës)* nuk përfundoj udhëtimin. *Kthej nga rruga. Vij nga rruga. E zuri nata në rrugë. E kemi rrugën bashkë. Rruga e mbarë!* urim për t'i shkuar mbarë dikujt një udhëtim i gjatë.
7.1 Drejtimi i lëvizjes për të shkuar deri në një vend. *Ndërroj (ndryshoj, kthej) rrugën. Gjej rrugën. E di rrugën. Humbas (ngatërroj) rrugën. I heq (i prij) rrugën dikujt* përçoj, drejtoj, udhëheq. *Me bie rruga për diku.*
8. *fig.* Drejtimi në të cilin zhvillohet një dukuri, një ngjarje a një. proces, ecuria që ndjek zhvillimi i diçkaje; vija që ndjek dikush drejt një qëllimi. *Rrugë e drejtë (e shtrembër, e gabuar). Rruga e jetës. Rruga e fitores (e lirisë, e lavdisë, e begatisë, e së vër-tetës). Rruga e çlirimit (e kryengritjes, e revolucionit, e luftës). Rruga e zhvillimit (e përparimit). Rruga e Partisë. Rruga e socializmit (e kolektivizimit, e indus-trializimit). Rruga e shpëtimit. E vetmja rrugë. E gjeti rrugën. I tregoi (i mësoi) rrugën. Ndërroi (ktheu) rrugën. Nisi (zuri) një rrugë të mirë. Ndoqi një rrugë të kundërt me... E vuri në rrugë të drejtë (të mbarë).*
*Mori rrugë të drejtë (të shtrembër, të keqe, të gabuar) puna. Eci në rrugë të njohura (të panjohura, të pashke-lura).*
9. *fig.* Mundësia e lire për të ecur përpara, për t'u zhvilluar a për të shkuar më tej; mundësia e lire për të shprehur ndjenjat, mendimet. *Rrugë të ndritura. I hapi (i çeli) rrugën. Çau rrugën. I mbylli (i zuri) rrugën. I la rrugë. I preu rrugën. E ka rrugën të lire (të hapur, të mbyllur, të zënë).*
10. *fig.* Mënyra, metoda që ndiqet a që duhet ndje-kur për të zgjidhur diçka a për të arritur diçka; mënyra e zakonshme a e rregullt e zgjidhjes së çështjeve; zgjidhje. *Rruga e zgjidhjes. Me (në) rrugë shtetërore (shoqërore, zyrtare, ligjore, administrative, diplomatike). Me (në) rrugë part ie (revolucionare). I jap rrugë diçkaje* e zgjidh; vëndos se ç'duhet bërë, si duhet ve-pruar; i jap zgjidhje. *U jap rrugë punëve (çështjeve). Mori rrugë puna. Zgjedh rrugën më të përshtatshme. Përdor të gjitha rrugët. Me rrugë të tërthortë.*
11. *fig.* Mënyra e sjelljes ose e veprimeve të dikujt. *Rrugë e mirë (e mbarë). Ecën në rrugë të drejtë* vepron ose sillet me çiltëri, siç e kërkon e drejta. *Mori rrugë të shtrembër (të keqe, të gabuar). Zuri një rrugë (jo.) të mirë. Erdhi në rrugë të drejtë. E solli (e vuri) në rrugë të mbarë* e ndihmoi të veprojë a të sillet mirë, siç duhet.
12. *fig.* Periudha e përshkuar nga dikush a nga diçka deri në një pike; ngjarjet, veprimet dhe zhvillimi deri në një kohë. *Rrugë e lavdishme. Rruga historike. Po~ pulli shqiptar e ka çarë rrugën e historisë me shpatë në dorë. Rruga luftarake e një brigade.*
13. *bised.* Vajtje e ardhje nga pika e nisjes gjer në pikën e arritjes zakonisht me kafshë barre, me qerre a me automjete për të bartur diçka, udhëtimi deri në një vend e kthimi përsëri në pikën e nisjes. *Bëri dy rrugë. Ka mbajtur tri rrugë gëlqere. Bëri një rrugë bosh (pa ngarkesë).*
14. *kryes. sh. anat.* Gyp i zbrazët, nëpër të cilin kalon ushqimi, gjaku, ajri etj. *Rrugët e tretjes. Rrugët e frymëmarr:es.*
15. Qilim i ngushtë e i gjatë ose rrip linoleumi, që shtrohet në korridor ose nëpër shkallë për të shkelur mbi të; udhëz, udhishtë. *Rrugë të ngushta (të gjera). Rrugë leshi. Rrugë prej leckash. Shtroj rrugët. Ngre (shkund) rrugët.*
Rrugë (udhë) pa krye *shih te* KRyE,~T. Rruga (udha) e mesme zgjidhje që përpiqet të jetë në mes të dy anëve të kundërta pa anuar as nga njëra as nga tjetra; mënyrë veprimi që synon të shmanget nga të kundërtat ose t'i pajtojë ato. Rrugë (udhë) e verbër (qorre) *shih te* VERBËR (i,e). I bëj (i lëshoj, i hap) rrugë (udhë) *dikujt* tërhiqem përpara dikujt a diçkaje, mënjanohem, e lë të lire të veprojë si të dojë. E bën rrugë (udhë) *diçka* përhapet më tej; gjen përkrahje, gjen mbështetje. E bëri rrugë (udhë) e bëri zakon, e përsërit diçka aq sa e tepron. Bën (flet, punon) me rrugë (me udhë) *shih tek* UDH'Ë,~A. Bën (flet, punon) pa rrugë (pa udhë) *shih tek* UDHË, ~A. la bëri pa rrugë ia bëri më të padrejtë, ia bëri me hile. E pruri (e nxori, e çoi) rruga (udha) u ndodh rastësisht në një vend, rastisi diku. Çaj rrugën (udhën, shtigjet) *shih te* ÇAJ. Doli rruge (nga rruga) sillet a vepron në mënyrë të shtrembër dhe keq. E gjen rrugën (udhën) për *diku shih te* GJEJ. S'e kam gjetur në rrugë (në udhë) e kam bërë me mund e me djersë, e kam nxjerrë ose e kam arritur me përpjekje;e kara rritur vetë (për fëmijët). Si ta kërkojë (ta dojë) miga si të jetë nevoja, si të jetë me mirë. E hodhi (e flaku, e nxori, e la) *dike* në rrugë (në mes të rrugës, në rrugë të madbe, në mes të katër rrugëve) a) e dëboi, e përzuri pa pyetur fare për të; b) e flaku në mëshirën e fatit, e la pa asnjë ndihmë e pa përkrah-je, e braktisi. S'më biqet nga rruga (nga udha) me del gjithnjë si pengesë, me pengon, me ngatërron vazh-dimisht. Është në rrugë (në odhë) e sipër është në të ardhur e sipër, arrin së shpejti. I dha rrugët (udhët) *shih te* JAP. I dha rrugë (fill, majë) punës *shih te* FILL, ~I. I la rrugë (udhë) *diçkaje shih te* LË. E la në rrugë (në mes të rrugës) nuk e çoi deri në fund, nuk e ndoqi derisa të përfundonte, e la pa e përfun-duar, e la përgjysmë. Mori rrugë (udhë) *diçka* nisi të zhvillohet, të përhapet a të bëjë përpara, erdhi në gjendje që tëecëmbarë; nisi, fllloi. Mori rrugët (udhët) a) la shtëpinë dhe u nis për të gjetur vend jetese e pune ku të rastisë; s'dihet se ku ka shkuar, humbi pa gjurmë; b) nuk pa nga shkoi, iku nga sytë këmbët. Mat

rrugët endet, bredh pa punë poshtë e përpjetë. Mbeti rrugëve (në mes të rrugës, në rrugë të madbe) *dikush* a) humbi shtëpinë e gjithçka tjetër, mbeti pa asnjë ndihmë e përkrahje; b) bredh poshtë e përpjetë kot. Mbeti rrugëve (udhëve) *dikush* iku e s'u kthye me, humbi; vdiq. Mbeti në rrugë (në mes të rrugës) *diçka* nuk shkoi deri në fund, mbeti pa u përfunduar, mbeti përgjysmë. I mbyll migën (derën, portën, shtegun)rfi *k ujt a d i ç k a j e shih te MBYLL.* E përpiu rrugën *shih te* PËRPIJ. I ores rrugën (udhën, shtegun) *diçkaje shih te* PRES i. Rruga (udha) e mbarë (të qoftë)! *iron, shih te* MBARË (i,e). Në rrugë (në udhë) e sipër shkarazi e shpejt e shpejt, pa u ndaluar me hollësi në diçka, kalimthi. I tregoi (i rrëfeu) rrugën (udhën) *dikujt mospërf. shih tek* UDHË,~A. E vuri në rrugë (në udhë, në vijë, në binarë) *shih tek* UDHË,~A. Erdhi në rrugë (në binarë, në vijë, në udhë) *shih tek* UDHË,~A. I zuri rrugën (udhën) *dikujt shih te* ZË. Ka hyrë në rrugë oa krye *shih te* KRYE,~T. I erdhi në rrugë (në bimurë, në hulli, në brazdë) *dikujt* pranoi kushtet që i shtroi dikush, bën ashtu si do e si i pëlqen dikujt. E dine (e morën vesh) edhe gurët e rrugës *shih te* GUR, ~I. I lau rrugët me lot *shih te* LOT,~I. I la kockat rrugëve (udhëve) *shih te* KOCKË,~A. Rruga vmdc s'ka *fj,u. vjet.* nuk i dihet se ç'mund të ndodhë. Skiko rrugën (punën) tënde! *shih te* SHIKOJc NJë rrugë (udhë) e dy punë thuhet kur mund të zgjidhen një-kohësisht disa punë, kur mund të bëhet njëherazd diçka krahas me një tjetër. E pafsha në rrugë të madhe! *mallk.* epafshakeqemosmekeq! Rruga (Udha) e Qumështit *astr. shih tek* UDHË,~A.

RRUGËDALJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Shteg nga ku mund të kalohet më tej, drejtimi nëpër të cilën mund të dilet nga një vend i mbyllur. *Rrugëdaljet vga qyteti. Rrugëdaljet nga miniera. I mbyllën të gjitha rrugëdaljet. Andej nuk ka rrugëdalje. Uji gjen vetë rrugëdalje.*

2. *fig.* Shteg për të dale nga një gjendje e vështirë, mënyrë e zgjidhjes së një çështjeje të ndërlikuar; shteg-dalje, shpëtim. *Rrugëdalje më e mirë. Rrugëdalje nga kriza. Gjendje pa rrugëdalje. Kërkoj një rrugëdalje. Gjej rrugëdaljen. I tregoj rrugëdaljen. E shikoj rrugëdaljen diku. Është e vetmja rrugëdalje. S"kam rrugëdalje tjetër.*

RRUGËKALfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Rruga e caktuar që më parë nga do të kalojnë njerëzit me mje-
tet; rruga e lire ose e përgatitur për të shkuar deri në një vend. *Rrugëkalim i përshtatshëm (i lire). Rrugë-kalimi i ushtrisë (i baterisë). Caktoi rrugëkalimin.*

RRUGËKRYQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* UDHË-KRYQ,~I.

RRUGËRRËFYES,~I *m. sh.* ~, ~IT. *shih* UDHË-RRËFYES,~I.

RRUGËRRËFYES,~E *mb. shih* UDHËRRËFYES, ~E,

RRUGËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Përçor, ogiç, ballëtor.

RRUGËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ka marrë rrugën me këmbë për të shkuar në një vend; udhëtar. *Rrugëtar nga vend i target. U nisën rrugëtarët. Kalojnë rrugëtarët.*

2. *krahin.* Lajmës, mbles.

RRUGËTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes RRUGËTOJ. *Rrugëtim i gjatë. I lodhur nga rrugëtimi. Nisi rrugëtimin.*

2. Udha që përshkohet a që duhet të përshkohet, itinerar. *Caktuan rrugëtimin.*

RRUGËTOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. Bëj një
rrugë, zakonisht me këmbë; shkoj në një vend tjetër me këmbë a me mjet, udhëtoj. *Rrugëtoi natën. Rru-gëtojnë bjeshkëve (maleve). Rrugëtonte vetëm (me shake).*

RRUGËTREGUES,~E *mb. shih* UDHËRRËFYES,
~E.

RRUGËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* RRUGICE,
~A.

2. *blet.* Hapësira midis dy hojeve në zgjuan e We-tëve; bletët që ndodhen në këtë hapësirë. *Rrugëza me mizë. Sasia e rrugëzave.*

RRUGËZGJlDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Më-
nyra për të zgjidhur një çështje a për të kryer një punë; zgjidhje. *Rrugëzgjidhje e drejtë (e mundshme). Kër-kojnë rrugëzgjidhje. Mori rrugëzgjidhje. Gjeti rrugëzgjidhje. I dha (nuk i dha) rrugëzgjidhje. E vetmja rrugëzgjidhje.*

RRUGlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrugë e vogël dhe e ngushtë në një qendër të banuar; ndërtesat anës kësaj rruge dhe ata që banojnë në to. *Rrugicë e ngushtë (e vogël). Rrugicë e verbër (pa krye). Rru-gicat e qytetit (e lagjes). Rrugicë me kalldrëm. Rrugicë me rrugicë. U fut në një rrugicë. Shkonte rrugicave. E njeh (e di) e gjithë rrugica.*

2. Shteg i ngushtë, i shtruar a i rrahur nëpër një lulishte, në oborrin e një ndërtese etj. *Rrugicat e lu-lishtes (e parkut). Rrugicë me pemë anash.*

3. *shih* RRUGINË,~A. *Rrugicat e shtëpisë.*

4. *shih* RRUGË,~A is. *Rrugicë e qëndisur. Pro-dhimi i rrugicave. End rrugica. Lajnë (ngjyejni) rrugicat. Shtroi rrugicat.*

RRUGINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Hapësirë e ngushtë në çdo kat të ndërtesave, nëpër të cilën kalohet në të ndarat e ndryshme; korridor; mesore. *Rru-ginë e errët. Rruginë e shtruar (e pashtruar). Rruginat e shtëpisë (efabrikës).*

*2.* Vend i lire ndërmjet radhëve të karrigeve në një sallë. *Rruginat e teatrit. Rrugina midis karrigeve.*1 *shih* RRUGICË,~A II2. *Rruginat e lulishtes. Rfuginë e shtruar.*

RRUG OHEM *vetv.* 1. Nisem për rrugë; rrugëtoj. *Rruguan poshtë gjatë bregut të lumit.*

*2. fig.* Pajtohem me zgjidhjen që jepet për një çështje a për një mosmarrëveshje që katn me dike tjetër.

RRUGOJ *jokal.,* ~OVA, ~tJAR. 1. *shih* RRUGËTOJ. *Rrugoj me shokë. Rrugoj gjatë.*

2. *kal.,fig.* Zgjidh një çështje të ndërlikuar a një mosmarrëveshje midis dy palëve, i jap rrugë. *Rrugoj një[ çështje (një punë). E rrugonin pleqtë.*

RRUGOR,~E *mb.* 1. Që u përket rrugëve, që ka të tëjë me rrugët, i rrugëve; që bëhet në rrugë. *Rrjeti rrugor. Qarkullimi rrugor. Shenjat rrugore. Punime rrugore. Nyjë rrugore.*

2. Që merret me ndreqjen dhe me mirëmbajtjen e rrugëve. *Punëtor rrugor. Ndërmarrja rrugore.*

3. Që kujdeset për qarkullimin në rrugë, që ndjek zbatimin e rregullave të qarkullimit në rrugë. *Policia rrugore. Kontrolli rrugor.*

RRUHEM *vetv.* 1. Heq qimet me brisk, duke i prerë deri në rrëzë; nuk mbaj mjekër e mustaqe. *Rruhem vetë. Rruhem te berberi. Rruhem e qethem. Rruhem me brisk (me makinë). Rruhem çdo ditë,*

*I. Pës. e* RRUAJ.

•*k* Doli si rruar, qethur mbeti pa asgjë; doli nga një punë pa fituar asgjë. Dhëndri rrubet në fund *shih te* DHËNDËR,~RI.

RRUMADUC,~E *mb. bised.* 1. Që është me shtat shumë të shkurtër, të shëndoshë e të mbledhur si lëmsh; rrondokop; shkurtabiq. *Burrë rrumaduc.*

*2,* Që është e ulët dhe e mbledhur (për një shtëpi përdhese). *Shtëpi rrumaduce.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. RRUMB,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Cope metali
me kokë të rrumbullakët, që varet brenda kambanës ose këmborës dhe që e bën të tingëllojë duke rrahur anët e saj kur tundet; topi i kambanës, gjuhëz. *Rrumbi i kambanës (i këmborës). I ra (i humbi) rrumbi.*
*l* Kalliri i misrit pa kokrra; kacarrumb; misë-rishte. *Rrumb misri. Mbledhin rrumbat. Bëjnë zjarr me rrumba.*
3. Shtupë për shtamba prej misërishteje ose prej baltë. *Rrumbi i shtambës (i katruves). E mbylli me rrumb.*
4. Gur i vogël e i rrumbullakët, më të cilin luajnë fëmijët. *Luajnë me rrumba.*
5. Kunj druri që lidh shtizën me parmendën, thumb.• I ka humbur rrumbi *dikujt shih te* HUMB.
E ka humbur rrumbin e këmborës *shih te* HUMB. E humbi rrumbi kambanën është bërë rrëmujë e madhe, nuk e merr vesh i pari të dytin.
RRUMBULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Cope trungu e rrumbullakët ose diçka tjetër si lëmsh. *Rrumbull druri. Rrumbull dëbore. Rrumbull kripe.*
*2. përd. ndajf.* Si lëmsh. *mbështolli rrumbull plaç-kat. E ndau (e preu) rrumbull.*
3. *përd. ndajf.* Plot e përplot; rrumbullak. *Ishte mbushur rrumbull. Rruga mban rrumbull katër ore. Peshonte rrumbull pesë kilogramë.*
-*k* U be rrumbull u deh keq, piu sa u be tape, u
rrumbullos. la tha rrumbull i tha hapur në sy atë që mendon, ia tha troç.
RRUMBULLAK,~E *mb. 1. shih* RRUMBULLAKËT (i,e). *Top rrumbullak. Dardhë rrumbullake. Shesh rrumbullak. Ndërtesë rrumbullake. Numër rrumbullak.*
2. Që është i mbushur e i plotë; që e ka trupin të mbushur e të ngjeshur; buç. *Me fytyre (me faqe) rrumbullake. Fëmijë rrumbullak. Vajzë rrumbullake.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Erdhën rrumbullakët. U martua me një rrumbullake.*
•*k* Fjalë rrumbullake fjalë që nuk zënë vend.
RRUMBULLAK *ndajf.* 1. Në trajtë të rrumbullakët, si lëmsh. *E bëri rrumbullak. E përkuli rrumbullak.*
2. Në një vijë të mbyllur si rreth; rrotull. *Sillem rrumbullak.*
3. Plot, as me shumë, as me pak. *Mbushi rrumbullak njëzet vjet. Ishim rrumbullak dyzet veta. I dhashë një mijë lekë rrumbullak. E bëri hesapin rrumbullak.*
4. *fig.* Cope, çiltas, pa u druajtur, troç. *Flet rrumbullak. Ia thashë (ia tregova) rrumbullak.*
RRUMBULLAKE,~JA . *sh.* ~E, ~-*<ET.* 1. Plis ose kësulë e rrumbullakët nga sipër. *Rrumbullake kosovarësh (malësorësh).*
2. *bised.* Vijë e rrumbullakët, rreth. *Bëj një rrumbullake.*
3. *vjet.* Grumbull shtëpish e dyqanesh, që i rrethon një rrugë.
RRUMBULLAKËSI,~A . Të qenët i rrumbullakët; trajta e rrumbullakët e diçkaje. *Rrumbullakësia e Tokës. Rrumbullakësia e rrethit.*
RRUMBULLAKËT (i,e) *mb.* 1. Që ka trajtën e një lëmshi a të një topi; që nuk është i rrafshët. *Gur i rrumbullakët. Kokërr e rrumbullakët. Trup i rrumbullakët. Kësulë (qeleshe) e rrumbullakët* kësulë (qeleshe) që ka trajtën e një gjysmëlëmshi, që nuk është e shty-pur në majë. *Toka ^shtë e rrumbullakët. E bëri të rrumbullakët.*
2. Që ka trajtën e një rrethi të plotë a të një unaze; që vjen si hark, që nuk është me kënde. *Tryezë e rrumbullakët. Pllakë e rrumbullakët. Vijë e rrumbullakët. Dritare e rrumbullakët. Me gojë të rrumbullakët. Me fytyrë të rrumbullakët. Shtyllë e rrumbullakët. Hekur i rrumbullakët. Krimbat e rrumbullakët. zool. Kllapa të rrumbullakëta* kllapa në trajtë të dy gjysmë-harqeve. *Me trajtë të rrumbullakët.*
3. *fig. shih* RRUMBULLAK,~E $_2$-
4. I plotë, që llogaritet me dhjetëshe (ose me pe-sëshe) pa nënndarje të tjera më të vogla ose pa nën-ndarje të dhjeta e të qindta (për shifrat, datat). *Numër i rrumbullakët. Shifër e rrumbullakët. Përvjetor i rrumbullakët.*
• Bota është e rrumbullakët *fj.u.* i thuhet dikujt për t'i treguar se përsëri mund të takohemi më të për një çështje ose se gjendja mund të kthehet në të kun-dërtën. Tryezë e rrumbullakët *shih te* TRYEZË,~A.
RRUMBULLAKIM,'-I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve RRUMBULLAKOJ, RRUM-BULLAKOHEM. *Rrumbullakimi i anëve (i qosheve). Rrumbullakimi i shifrave. Rrumbullakimet e çmimeve.*
RRUMBULLAKOHEM *vetv.* 1. *vet. veta* .Bëheti rrumbullakët, merr trajtë të rrumbullakët. *Rrumbu-llakohet guri. Rrumbullakohet hëna.*
2. Mbushem në trap, shëndoshem, bëhem rrumbu-llak. *Vajza sa vinte e po rrumbullakohej.*
3. *Pës. e* RRUMBULLAKOJ.
RRUMBULLAKOJ *kal.,* ~OyA, ~UAR. 1. E
bëj të rrumbullakët, i jap trajtë të rrumbullakët; i heq cepat a të dalat. *Rrumbullakoj dyllin (brumin). Rrumbullakoj një dru (një metal).*
2. E kthej në numër të plotë. *Rrumbullakoj shifrat. Rrumbullakoj shumat. Rrumbullakoj pjesëtuesin. Rrumbullakoj peshën. Rrumbullakoj çmimin.*
RRUMBULLAKOS *kal.,* ~A,~UR. 1. *shih* RRUMBULLAKOJ.
2. *keq.* Paraqit një çështje a një mendim, duke i hequr ose duke i mbuluar anët e mprehta, të padë-shirueshme a kontradiktore; sheshoj, zbut. *rrumbu-llakos gjërat. I rrumbullakos çështjet (problemet).*
3. *bised.* Mbush plot (një moshë). *rrumbullakosi të pesëdhjetat.*
RRUMBULLAKOSEM *vetv.* 1. *shih* RRUMBU-LLAKOHEM. *Rrumbullakosem në fytyrë (në trup). lu rrumbullakosën faqet.*
2. *Pës. e* RRUMBULLAKOS.
RRUMBULLAKOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve RRUMBULLAKOS, RRUMBULLAKOSEM.
RRUMBULLAKOSUR (i,e) *mb.* 1. *shih* RRUMBU-LLAKUAR (i,e). *Shifra (të dhëna) të rrumbullakosura.*
*2. keq.* Që i jane hequr a mbuluar anët e mprehta, të padëshirueshme a kontradiktore. *Fraza të rrumbullakosura.*
RRUMBULLA"KTHI *ndajf.* Në trajtë të rrumbullakët, duke ia lëmuar cepat e këndet. *Gdhend rrum-bullakthi.*
RRUMBULLAKUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë i rrumbullakët, që i është dhënë trajta e rrumbullakët, që i janë zbutur këndet. *Dru (metal, gur) irrumbulla-kuar. Skaje (anë) të rrumbullakuara.*

*2.* Që është kthyer në numër të plotë. *Shifër e rrum-bullakuar. Numër i rrumbullak uar.*

RRUMBULLOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet i rrumbullakët, lëmohet si rrumbull. *Rrumbullohet maja.*

2. *fig. bised.* Ha sa ngopem mirë; pi shumë sa dehem keq. *U rrumbulluan të gjithë në dasmë. Ishte rrumbu-lluar me raki.*

RRUMBULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I gdhend këndet a i heq cepat për ta bërë të rrumbullakët, e bëj si rrumbull. *Rrumbulloj drurin. Rrumbulloj një shkop. I rrumbulloi majën. E rrumbulloi me sqepar.*

*2.* E pres rrumbullak; e pres për së gjeri që të dale rrumbullak. *Ia rrumbulloi flokët (mustaqet).*

3. Rrotulloj. *Rrumbulloj sytë.*

4. *fig. bised.* Ha ose pi diçka tërësisht, pa lënë asgjë, e përla j; e pi deri në fund, s'lë asnjë pike. *E rrumbulloi gjellën. E rrumbulloi kofshën e qengjit. Rrumbulloi një shishe.*

RRUMBULLT (i,e) *mb. shih* RRUMBULLAKËT
(i,e). *Kungull i rrumbullt. Vezë e rrumbullt. Me kokë të rrumbullt.*

RRUNAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Qengj mashkull njëvjeçar, dash motak. *Rrunak i bardhë. Mish rrunaku.*

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Qengj (dash) rrunak.*

RRUNË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Qengj motak femër. *Tufë rrunash. Ndaj rrunat nga delet.*

RRUNËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* RRUNË,~A. *Runëz e njomë. Është bërë si rrunëz* është shëhdoshur mirë e është zbukuruar.

RRUNËZAX~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* RRUNAK,
~U.

RRUNËZAK,~E *mb. I.* Që ka mbushur një vit, motak (për qengjat). *Qengj rrunëzak. Dele rrunëzake.*

2. *fig.* Që ka shtat të hijshëm (për fëmijët). *Djalë rrunëzak. Vajzë rrunëzake..*

RRUNGAJË,~A . *sh* ~A, ~AT. 1. Ortek dc-bore. *Zhurma e rrungajës. Gjurmët e rrungajës.*

2. *fig.* Turmë e inadhe njerëzish a kafshësh që lëviz me rrëmbim; ortek. *Rrungajë njerëzish (kafshësh). Derdhet rrungaja.*

3. *fig.* Rrëmujë, pështjellim. *U be rrungajë e madhe.*

4. Dru i rrëzuar dhe i kalbur a i tharë; *përmb.* drurë, gurë e dhe që shemben nga mali a që sjetl lumi me vete. *Nuk sjell lumi gjithnjë rrungaja. fj. u.*

5. Rrëgallë; tokë gurishtë, që nuk jep prodhim, rrëgallinë.

6. Përrua i rrëmbyer, që sjell me vete kërcunj e gurë. *Rrungajat e malit.*

7. *fig. keq.* Njeri i trashë, kërcu.

8. *përd. ndajf.* Në rrëmujë, në pështjellim. *Ecnin rrungajë. Ikën rrungajë.*

9. *përd. ndajf.* Plot e përplot me diçka, zakonisht në pështjellim a të shtrirë. *Ishte mali rrungajë me ushtarë. U shtrinë njerëzit rrungajë.*

RRUNGlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cope e prerc nga diçka e forte; cope druri e papunuar.

RRCNJË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru a shkurre e pyjeve, me gjethe vezake, të shkëlqyera përsipëra të zbehta poshtë, me lule të blerta të grumbulluara në vile, që bën kokrra të vogla, në fillim mo ngjyre të kuqe e me vonë si gështenjë dhe me shije të athet; qelbës, frashër i egër. *Kokrrat e rrunjës. Fsliikëzat e rrunjës.*

RRURËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* RRUNË, ~A. *Tufa e rrurëzave. Kullot rrurëzat.*

2. *fig.* Fjalë a shprehje që thuhet për shaka; ngjarje e shkurtër që tregohet për të qeshur. *Thotë (tregon) rrurëza.*

3. *fig.* Ngatërresë që i krijojmë dikujt. *nxjerr rrurëza. End rrurëza.*

•*k* Si dashi me rrurëzën *shih le* DASH,~I.

RRUSH.~I *m.* Pemë frutore me trung të gjatë e të hollë dhe me gjethe të gjera si pëllëmbë, që përdridhet e kacavaret duke u kapur me dredhat e degëve të njo-ma, e që bën kokrra të mbledhura në vile, hardhi; kokrrat e kësaj peme, zakonisht të rrumbullakëta e të mbledhura në bistakë, me cipë të hollë e me lëng brenda, që përdoren për të ngrënë dhe për të bërë verë, raki etj. *Rrush i bardhë (i zi, i kuq). Rrush dimërak. Rrush buallës (kumbullor). Rrush Iarush (dhelpër)*rrush me kokrra gjysmS të bardha gjysmë të zeza a të kuqërreme. *Rrush qelbës* rrush me erë. *Rrush çilek* frush me një erë të ngjashme me atë të luleshtrydhes. *Rrush pulëz* rrush kokërrvogël, i bardhë. *Rrush arre* rrush kokërrmadh, i bardhë e shumë i ëmbël. *Rrush bishtdhelpre* rrush me kokrra të gjata, të rralla, të bardha e pak majhoshe. *Rrush i egër (rrush gardhi, rrush lepuri)* larushk. *Rrush lavrak. Rrush vajguri (me erë). Rrush i papjekur (i pabërë, aguridh). Rrush pa fara (me fara). Rrush tryeze. Rrush të thaië* stafidhe. *Rrush vreshti (pjergulle). Kokërr rrushi, Bistak (vesh, veshul, vile) rrushi. Frenjat e rrushit. Bërsi rrushi. Lëng (musht) rrushi. Reçel rrushi. Sheqer rrushi. Sëmundjet e rrushit. Vjelja e rrushit. Bëhet (piqet, shenjet) rrushi. Nxihet rrushi. Shtrydh (shtyp) rrushin.*

*ir* Si rrushi e koshi janë njësoj, si njëri edhe tjetri. I bëri (paratë, të hollat) rrush e kumbulla i prishi të gjitha, i shpenzoi kot e me dorë të lëshuar. Kur të bëjë Iarushku rrush *iron, shih te* LARUSHK,~U. E bëri rrush e prush e bëri me nxitim e jo mirë, e bëri shkel e shko. S'bëhet rrushi deng (s'bëhet deng me rrush) *fj.u.* është gjë që s'bëhet, është e pamundur. Kërkon rrush (dardha, tbana, thanëza) në dimër (në shënëndre) *shih te* DARDHË,~A. Kur s'ke rrush, ha edhe larushk *fj.u. shih te* LARUSHK,~U. Shkoi (u vra) si qeni në rrush (në vresht) *shih te* QEN,~L Sheh rrushi rrushin (flku flkun) e piqet *fj. u.* marrin shembull njëri nga tjetri, veprojnë siç bëjnë të tjerët.

*RRUSH ARUSHE bot.* Gërdec.

*RRUSH GJARPRI bot.* Shkurre e vogël me kërcell të hollë e të drejtë, me gjethe vezake e të trasha, me lule të vogla, të bardha e me pesë cepa, që bën kokrra të zeza, të cilat hahen kur piqen mirë.

*RRUSH MALI bot.* Thrashegër, qershizë. *RRUSH PULE bot.* Mana toke. *RRUSH QENI bot.* Vadhëz e egër. *RRUSHI I QYQES bot.* Rrushqyqe.

*RRUSH TOKE (FRËNGU) bot.* Shkurre me degë të holla me gjemba, me gjethe si të hardhisë e me lule të bardheme, që bën kokrra me cipë të gjelbër në të verdhë si të tejdukshme, me pak qime e me shi-je të athët.

*RRUSH THËLLËZE bot.* Qershi e egër, bar thëllëze.

RRUSHATAKE *mb.* Dardhë rrushatake: lloj dardhe, e cila bën kokrra të rrumbullakëta, të ëmbla e me shumë lëng, që piqen në kohën e rrushit.

RRUSHEMË (j), ~E (e) *mb.* Që nuk është as i njomë as i thatë (për drutë). *Dru të rrusheme.*

RRUSHK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bot.* 1. fryti i disa bimëve, që ka tul plot lëng dhe farat të shpër-ndara nëpër të, pemël.

2. *vet. sh.* Bimë si rrushi, luleshtrydhja, mjedra. manaferra etj. që bëjnë kokrra të vogla me lëng, pemlat.

RRUSHKULL,~IXI *m. sh.* ~J, ~JT *bot.* Shkurre e viseve mesdhetare, me kërcell shumë të degëzuar e me lëng të hidhur, me gjethe të vogla si luspa, përherë të blerta e me majë të mprehtë si gjemb, që bën kokrra të kuqe, të cilat piqen në dimër dhe hahen; therpelë. *Kokrra rrushkulli. Ha si dhitë në rrushkull* ha si i zi-josur.

• U be rrushkull u varfërua shumë.

RRUSHKULtf,~A . I. Hidhërim, helm. *U gdhi me helm e me rrushkulli.* 2. Fjalë e ndyrë, lapërdhi, palavi.

RRUSHKULLOHEM *vetv.* 1. Me hidhërohet goja nga diçka, helmohem.

2. *fig.* Hidhërohem nga një fatkeqësi, helmohem, dëshpërohem. *1 është rrushkulluar zemra.*

3. *bised.* Ha sa dendem, ngjeshem mirë e mirë. *U rrushkullua me thela mishi. U rrushkullua mirë e mirë.*

RRUSHKULLOJ *kal., ~*OVA, ~UAR. *t. vet. veta III.* Me hidhëron gojën, me helmon.

2. *vet. veta HI.* Me shkakton një hidhërim të madh, me hidhëron; me helmon. *E rrushkulloi vdekja e nënës.*

3. *bised.* Ha ose pi diçka të tërë, për la j. *E rrushkulloi gotën e verë's.*

RRUSHKUIXUES,~E *mb. gjeogr.* Vijë rrushku-lluese: vijë e lakuar në hartë ose në rrafsh, që bashkon pikat më të njëjtën lartësi. *Mbi (nën) vijën rrushku-lluese. Në drejtim të vijës rrushkulluese. Ndjek vijën rrushkulluese të malit.*

RRUSHKUQE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *bot.* 1. Shkurre e vogël e ngjashme me gjineshtrën, që ka gjethe të lëkurta, të shkëlqyera, përherë të blerta e me majë, lule të vogla të verdheme dhe që bën kokrra të vogla të kuqe.

2. Lulja e kuqe e lofatës, e mbledhur në vile. *Lëshon rrushkuqe. Mbushet me rrushkuqe. I ka fëmijët si rrush-kuqe* i ka fëmijët të shëndetshëm e me faqe të kuqe.

RRUSHQYQE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të ulët e të tultë, me gjethe vezake të dhëmbëzuara, me lule të verdha të mbledhura në majë, që bën kokrra të vogla si të rrushit, me ngjyrë në të gjelbër; bar urdhjeje, thonj qete.

RRUSHZEZË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Thanukël.

RRUVAN,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Rrëfana e rrushit, veshi i rrushit pa kokrra, freri, frenjat.

RRUVlJASH *ndajf.* Luaj rmvijash: luaj me një petë guri, që e kaloj nëpër të ndarat e një vizatimi si shtëpi të bërë përdhe, duke qëndruar mbi njërën këm-bë; luaj petash, vijash.

RRUVlJË,~A *sh.* ~A, ~AT. Vijë e hequr mbi një sipërfaqe; vizë pak e thelluar që hiqet në gur, në një dërrasë etj.

RRUVJESHKULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* RRUVIJË,~A.

RRUZARE,~JA. *sh.* ~E, ~ETe., *vjet.* 1. Varg me rruaza që kaloheshin me gishta duke thënë lutjen (te katolikët). *Kokrrat e rruzares. Me rruzare në dorë.*

*t.* Lutje që thuhej duke i numëruar një nga një kokrrat e këtij vargu (te katolikët). *Thonin rru-zaren.*

RRUZULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Trup i rrum-bullakët, lëmsh, sferë; pike e rrumbullakët e një lëngu, sumbull, bulë. *Rruzull xhami. Rruzuj zhive. Rruzuf djerse. Rruzuj të zjarrtë. Rruzulli i Tokës (tokësor)* lëmshi i dheut, globi. *Ka trajtë rruzulli.*

RRUZUIXlM,~I *m.* Gjithësia. *Ta dijë gjithë rfuzullimi* ta dijë e gjithë bota.RRUZULLOR,~E *mb. spec.* Që ka trajtën e rru-zullit, që është si rruzull. *Fryt rruzullor.*

RRYEJ *jokal.,* RREVA, RRYER. 1. Heq keq, vuaj; lodhem me diçka a me dike. *Rreva me të.*

2. Fitoj përvojë me mund e me lodhje; stërvitem; rryhem.

3. *vet. veta III.* Rritet ngadalë, mezi rritet. *Rryejnë pemët.*

4. *kal.* Stërvit. *Rryej syrin.*

RRYELL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *bot.* I. Qumësh-tore.

2. *përd. mb.* Shumë i hidhur, helm. *M'u be goja rryell. U be buka rryell.*

RRYEM (i), ~E (e) *mb.* Që ka përvojë të madhe, i stërvitur mirë në një punë, i rrahur nga jeta. *Peshkatar i rryem. Mjeshtër i rryem. Punëtore e rryeme.*

RRYESHËM *ndajf.* Ngadalë e me vështirësi; me ngathtësi e me mundim. *Punon rryeshëm. Ecën rryeshëm. Lëviz rryeshëm. Flet rryeshëm. Puna vele rryeshëm.*

RRYETAS *ndajf.* Rryeshëm. *Kryhet rryelas. Disi rryetas.*

RRYHEM *vetv.* Fitoj përvojë me mund e me lodhje; stërvitem, regjem në një punë. *Është rryer në luf-të. Është rryer në këtë punë.*

RRYL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *anat.* Gabzherr, skërfyell. *Rryli i fytit. I zuri rrylin.*

2. *kryes. sh.* Damarët e fytit. *dalin (i duken) rrylat. E kapipër rrylash.*

3. Grykë; lëfyt. *Rryli i shishes. Rryli i enës. Zien në të katër rrylat* zien fort, duke gurgulluar në grykë të enës.

4. *vet. sh.* Makarona të vogla si guaska kërmilli, bobole.

5. Kalli misri i madh, i mbushur plot me kokrra. *Rryla misri. Zgjodhi ca rryla.*

6. *fig.* Njeri me trup të gjatë e të madh, por za-konisht pak i trashë nga mendja.

RRYM,~I *m.* Vi.ia që lë barka pas kur can ujërat.

RRYMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrjedhë e vrull-shrae uji ose e një lëngu tjetër, që lëviz në një drejtim;

pjesa më e rrëmbyer në një rrjedhë uji; lëvizje e rrëm-byer e ujit në një lumë, përrua ej. *Rrymë e shpejtë (e forte, e ngadaltë). Rryma e lumit (e ujit). Rrytna e gjakut. Shpejtësia e rrymës. Në drejtim të rrymës. Kundër rrymës. Ka rrymë. Ndjek rrymën. E mori rryma. E shpuri (e çoi) rryma. Vjen lumi me rrymë.*

2. Rrjedhë e madhe uji, që lëviz në det ose në oqean. *Rrymë detare (oqeanike). Rrymë e ngrohtë (e ftohtë). Rrymat e bregut (e gjirit).*

3. Ajër ose gaz, që lëviz me force si rrjedhë; rrjedhë grimcash, që lëvizin me shpejtësi. *Rrymë qarkulluese. Rrymë ajri (ajrore). Rrymë gazi. Rrymë grimcash. Rrymat në atmosferë.*

4. *elektr.* Lëviz je e drejtuar e ngarkesave elektrike; tufë grimcash me ngarkesë elektrike, që lëvizin nëpër përcjellësit. *Rrymë elektrike. Rrymë e vazhdueshme. Rrymë tjetërore. Rrymë e forte (e dobët). Rrymë tre-fazëshe (shumëfazëshe). Burim rryme. Ka rrymë. Ush-qen me rrymë. I ndërpreu rrymën.*

5. *fig.* Lëvizje në një fushë të jetës politike, sho qërore, mendore ose artistike, që ka një program të caktuar veprimtarie ose krijimi, të mbështetur në një botëkuptim, i cili shpreh interesat e një klase a të një shtrese shoqërore në një etapë të caktuar historike. *Rrymë e re (e vjetër). Rrymë letrare (artistike, filo-zofike, politike, ideore).*

*Rrymë përparimtare (reaksio-nare). Rryma të ndryshme të mendimit shoqëror. Lufta midis rrymave të ndryshme.*
6. *fig.* Rrjedhë. *Rrymë njerëzish. Rryma e jetës. Rryma e revolucionit. Në rrymë të...* në rrjedhë të...
•*k* Ecën kundër rrymës vepron në mënyrë të pa-varur, në drejtim të kundërt me shumicën, u kundër-vihet mendimeve e veprimeve të të tjerëve, që mbi-zotërojnë në një kohë. E mori rryma shkoi padashur më të tjerët, iu nënshtrua pa kundërshtuar mendimeve e veprimeve të të tjerëve, e mori vala. Sakon pas rrymës bën si bëjnë edhe të tjerët, nuk vepron në mënyrë të pavarur, u përshtatet mendimeve dhe veprimeve të të tjerëve, që mbizotërojnë në një kohë.
RRYMONofca., ~OI, ~UAR. Rrjedh si rrymë; kalon si rrymë. *rrymoi gjaku nëpër trup. Një para-ndjenjë i rrymoi në kraharor.*
RRYPINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Brez i ngushtë dhe i gjatë toke; rrip toke. *Rrypini toke. Rrypinë thikë*s

# S

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e njëzetegjashtë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja s. Tingulli s. Shkronja s.*
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dbe shkronja f. *S-ja e madhe (e vogël). S-ja e dorës (e shtypit).*
3. Shkurtim i fjalës "sulmues". *Me "S" në gjoks.* S' *pj.* Nuk. *S'e njoh. S"përkulem. S'trembet. S"më pëlqen. S'ka kuptim. S'ka të drejtë. Kjo s'bën. S'vete atje. S'ka përse. S'ka gjë. S'ka kohë. Pse s'punon? Pse s'erdhi? S'para e ka qejf. A s'po vjen edhe ti? Kit s'kemi qenë! A s'ta kisha thënë?*
• Sa s'... gati sa, pothuaj, desh, mend.
SA. I. *përem.* 1. *pyet.* Përdoret në fjali pyetëse të drejta ose të zhdrejta, kur pyesim për sasinë e qenie-ve, të sendeve a të dukurive; në çfarë mase, sasie, përpjesëtimi etj. *Sa veto ishin? Sa vjeç je? Sa është or a? Sa kohë ka? Sa kushton? Sa here në ditë? Save u keni thënë? Prej sa fijesh? Sa mban deri atje? Me sa erdhi? Me sa jemi sot? bised.* ç'datë jemi sot?'4 i *pale sa ishin? Nuk i kujtohej sa vjet kishin kaluar. E pyeti sa kilometra rrugë kishin bërë.*
2. *pakuf., lidhor.* Në atë sasi a masë; gjithë. *Sa erdhën, aq u larguan. Sa u mbollën, aq zunë. Gjithë sa qenë aty, qeshën. I dha gjithë sa pati. Erdhën sa ishin ftuar. I ra me sa fuqi pati. Sa here* çdo here, gjithnjë.
3. *lidhor.* Përdoret me parafjalët "nga, me, për>>, zakonisht në fjali të ndërmjetme, me kuptim kufizues. *Nga sa kam pare, janë bërë përparime të mëdha. Me sa duket, nesër do të jetë kohë e mirë. Me sa me kanë thënë, çështja do të zgjidhet së shpejti. Me sa di unë, ajo punë ka mbaruar. Me sa kishte marrë vesh, në fshat kishin hyrë partizanët.*
4. *pakuf.* Përdoret për të shprehur habi, çudi, admirim etj. për sasinë e madhe të qenieve, të sendeve a të dukurive. *Sa paskan ardhur! Sa qenkan këtuf Sa vjet u bënë! Sa lot ka derdhurl Sa here e kam pare!*
5. *pakuf. bised.* Disa, ca. *U shpërndanë sa andej, sa këndej.*
II. *ndajf.* 1. Përdoret për të pyetur për një sasi a masë në mënyrë të përafërt. *Sa punon? Sa e do nënën ti? Sa e ke kërkuar?*
2. Përdoret përpara mbiemrave e ndajfoljeve n6 fjali thirrmore për të formuar togje me vlerën e shka-llës sipërore, që shprehin admirim, habi, dëshirë ose një ndjenjë tjetër të forte. *Sa i mirë I Sa i bukur! Sa shumë punokal Sa trim ishte! Sa lart u ngjit! Sa njeri i mirë! Sa grua e zonja! Sa me shpejt! Sa me pare!*
3. Përdoret përpara foljeve për të shprehur shkallën e lartë të një veprimi, të një ndjenje etj. (me kuptimin "shumë, jashtëzakonisht"). *Sa u lodh! Sa qejf e ka! Sa e do të birinl Sa i pëlqente! Sa u habit!*
4. Në atë masë që, në sasinë ose në shkallën e mund-shme. *Sa të mundesh. Sa të dojë. Sa të ketë. Sa të kër-kojë.*
5. Fare pak kohë me pare; ja tashti, sapo, nuk ka shumë kohë. *Sa kishte ardhur. Sa u fut brenda. Dimri sa kishte hyrë.*
6. Fare pak, një çikë, paksa. *Sa e kishte prekur.*
III. *lidh.* I. Përdoret për të lidhur një gjymtyrë fjalie ose një fjali të varur krahasore, kur shprehin po atë sasi, masë, përpjesëtim etj. të kranasuar. *madh sa unë. Punon sa për dy. Meson sa ata. Sa i gjerë, i gjatë. Ishte i lartë sa një shtëpi trekatëshe. I vogël sa një kokërr gruri. E donte sa edhe të vëllanë. Kurrë nuk ka qenë i zhvilluar sa sot. Sa çel e mbyll sytë.*
2. Përdoret për të lidhur dy fjali a dy gjymtyrë të një fjalie që krahasohen ndërmjet tyre, në bashkë-lidhje me ndajfoljet "aq, kaq" në fjalinë drejtuese a para gjymtyrës tjetër. Sa *kërkoi, aq i dhanë. Sa fjalë, aq të mira. Sa me shumë, aq me mirë. Sa me afër, aq me qartë dëgjohej. Sa me shumë punonte, aq me thellë e njihte jetën. Nuk i doli aq i mirë, sa e pandehte.*
3. Përdoret në fillim të një fjalie të varur kohore, që tregon vazhdimin e veprimit deri në një kohë të cak-tuar ose përcakton cakun kohor më të fundit të veprimit (me kuptimin "derisa"). *Priti sa e zuri gjumi. E la sa të piqej. Po lexoj pak sa të kthehen shokët. Sa të na punojë këmba e dora, nuk do t'i ndahemi punës.*
4. Përdoret para një fjalie të varur kohore, që shpreh një veprim i cili bëhet njëkohësisht dhe në po aq kohë sa ai që shprehet nga f jalia kryesore (me kuptimin "gjithë kohën që, gjatë kohës që"); përdoret me këtë kuptim edhe në tog jet: "sa here që...", "sa kohë që...". *Sa ishte me shokët, e ndiente veten të qetë. Sa ndenji nuk hapi gojë. Nuk pushoi së punuari sa ishte gjallë. Sa here vinte, i sillte diçka.*
5. Në çastin kur, në kohën që, sapo. *Sa e thirra, erdhi. Sa e pashë, m'u kujiua. Sa u ul, filial nga puna. Sa ta mbaroj këtë që kam në dorë, do të nisem.*
6. Përdoret në krye të një fjalie të varur kohore, që shpreh një veprim tepër të zgjatur në krahasimme veprimin e shprehur në fjalinë kryesore. *Sa të kujtohej ai, puna kishte marrë fund. Sa të ngrihej e të, vishej ajo, miqtë kishin dale.*
7. Në vend që. *Sa të rrish kot, lexo ndonjë gjë! So të ma kujtojë ai përsëri, me mirë po vete vetë.*
8. Përdoret për të ndërtuar fjali që shprehin ma-rrëdhënie të ndryshme rrjedhore (me kuptimin "deri në atë masë, deri në ate shkallë që.."). *Foli sa u lodh. Diskutoi sa i bindi. U nxeh sa u shkri.*
IV. *pj.* 1. Përdoret me kuptim kufizues a theksues me emra, përemra a me shprehje ndajfoljore me pa-rafjalën "për". *Sa për kohë, kemi mjaft. Sa për mua, me mirë të mos kishte ardhur. Sa për ato, mos u shqe-tësoni. Kaq sa për sot.*
2. Përdoret e shoqëruar me pjesëzat mohuese "s", "nuk" para një fjalie a një togfjalëshi për ta dhënë kuptimin e tyre të përafërt ose në një shkallë të lartë (me kuptimin "desh, mend"). *Sa nuk ra! Sa s'flutu-ronte nga gëzimi! Sa s'po qante! Gati sa nuk preku nëtokë.*
3. Përdoret me trajtën e pashtjelluar të foljeve me "për të..", për të kufizuar kuptimin e tyre e për të dhënë ngjyrimin e nënvlerësimit a të mospërfilljes (me kuptimin "vetëm"). *E bënte sa për t'u dukur. U përgatit mirë, jo sa për tëkaluar radhën. E tha sa për të larë gojën.*
•*k* Aq sa *shift tek* AQ.... e sa diçka me tepër, edhe pak mbi atë sasi (pas një numërori: *Njëzet e sa ditë). për* sa... lidhur me atë që... Sa e sa... shumë, një numër të madh e të përsëritur shumë here.
SABAH,~U *m. vjet.* Mëngjes. *Herët në sabah. U ngrit që me sabah.* • Lu 1 e sabahu *bot.* Lule mëngjesi.

bABOTATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën sabotime, ai që dëmton fshehurazi një pajisje, një ma-kineri, një punë etj. *Zbulimi dhe dënimi i sabotato-rëve.*

SABOTIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SABOTOJ, SABOTOHET. *Sabotimi t prodhimit (i punës). Sabotimi i luftës (i bisedimeve, i marrëveshjes). Veprime sabotimi.*

*2.* Dëmtim i pajisjeve, i makinerive, i ndërtesave etj., i bërë me dashje e fshehurazi për të penguar punën e prodhimin; çrregullim i bërë në mënyrë të mbuluar për të penguar e prishur mbarëvajtjen e një pune ose veprimtarinë e një ndërmarrjeje a të një qendre tjetër. *Sabotim i rrezikshëm. Sabotimet e armiqve. Bënë një sabotim. Aty kishte sabotim.*

SABOTOHET. *Pës. e* SABOTOJ.

SABOTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Dëmtoj me dashje e fshehurazi pajisje, makineri, ndërtesa etj. për të penguar punën e prodhimin; pengoj, çrregulloj a prish mbarëvajtjen e një pune, të një ndërmarrjeje a të një qendre tjetër, duke vepruar në mënyrë të mbuluar. *Sabotuan një making. Sabotonin prodhimin. Sabotonin çdo gjë të armikut.*

2. Pengoj arritjen e një qëllimi ose kryerjen e një veprimtarie, duke punuar fshehurazi për ta dëmtuar nga brenda. *Sabotuan marrëveshjen (bisedimet). Sabotuan luftën. Sabotonin të gjitha përpjekjet.*

SABOTUES,~E *mb.* 1. Që synon të dëmtojë pa-jisjet, makineritë, ndërtesat etj. për të penguar punën e prodhimin; që sjell me qëllim të keq çrregullime në mbarëvajtjen e një pune a të një veprimtarie; që merret me veprimtari sabotimi. *Veprimtari (punë) sabotuese. Qëndrim sabotues. Elementët sabotues.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Sabotator.

SAÇ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fletë hekuri e rrumbu-llakët, e ngritur si gungë dhe me dorezë sipër, që pasi nxehet mirë mbi zjarr, mbulohet me shpuzë e me prush dhe i vihet përsipër lakrorit, bukës, kulaçit etj. për ta pjekur. *Saçi i bukës. Nxeh saçin. E poqi me saç. Bukë e pjekur në saç. I vuri saçin lakrorit. Dielli djeg si saç. E kishte rrojtur kokën si saç.*

• I vuri saçin *dikuj"t* e vuri në një gjendje shumë të vështirë, e ngushtoi. la hoqi saçin *dikujt* e shpëtoi nga një shqetësim i madh, e çliroi nga një hall i madh, bëri që ta ndiejë veten të qetë. Eshtë saç pa prush nuk ka vlerë të plotë, sepse i mungon diçka e domos-doshme; nuk të mbaron punë, megjithëse ka mundësi; është pemë pa kokrra.

SAÇMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. sh.* Rruzuj të vegjël prej plutnbi, më të cilët mbushen fishekët e gjahut. *Saçma të vogla (të mëdha). Saçma plumbi. Saçma gjahu. Saçma për derra (për zogj). Mbush me saçma. Qëlloi me saçma. Bën (derdh) saçma.*

*2. tek.* Rruzull i vogël e shumë i lëmuar prej metali, që vihet së bashku më të tjerë për të lebtësuar rrotu-llimin e një boshti, të një rrethi etj. *Saçmat e boshtit të notes së biçikletës. Kushinetë me saçma.*

3. *kryes. sh.* Plumbçat e vegjël, që vihen në fund të rrjetës së peshkimit për ta rënduar. *Rrjetë me saçma.*

SADE *mb. bised.* I zier ose i gatuar pa e përzier me ndonjë gjë tjetër a pa i shtuar diçka tjetër, shqeto (për disa lloje ushqimesh si mishi, kafeja etj.). *Kafe sade* kafe pa sheqer. *Mish sade* mish pa perime.

SADIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *mjek.* Ai Që vuan nga sadizmi.

2. Ai që ndien kënaqësi kur u shkakton mundime dhe vuajtje të mëdha të tjerëve; kriminel i pamë-shirshëm, njeri mizor. *Sadistët fashistë. Bandat e sadist eve.*

SADIST,~E *mb.* 1. *mjek.* Që ka të bëjë me sa-dizmin ose më të sëmurin nga sadizmi.

2. Që është veti e njeriut mizor, i cili ndien kënaqësi nga vuajtjet e mundimet e të tjerëve; prej sadisti, i egër, mizor. *Akte (veprime) sadiste. Banditë sadistë.*

SADlZËM,~MI *m. 1. mjek.* Çrregullim i sëmurë psikik, kur epshi seksual kënaqet duke i shkaktuar tjetrit dhembje ose mundime.

2. Prirje e sëmurë për të ndier kënaqësi, kur u shkakton të tjerëve vuajtje e mundime të mëdha, egërsi e stërholluar. *Sadizëm i shfrenuar. Sadizmi i nazistëve (i kolonizatorëve). Egërsi që arrin deri në sadizëm.*

SADO. *ndajf.* 1. *bised.* Mjaft. *Sadofole! Sado qave! Ngrehu, sado fjete! Sado pive tani!*

*1. si lidh.* Përdoret në krye të nj5 fjalie të varur lejore, që tregon se, pavarësisht nga shkalla e inten-sitetit të veprimit ose shkalla e një tipari, nuk mund të ndalohet kryerja e veprimit të shprehur në fjalinë kryesore. *Sado e rëndë që të jetë puna, ai e bën. Sado që t'i flasësh, nuk të dëgjon. Sado të përpiqet... Sado të mundohen, nuk do t'i ndalojnë. Sado i zemëruar të jetë...*SADOMOS *vjet.* I. *lidh.* Megjithatë, sidoqoftë, prapëseprapë. *Sadomos, ishte e vërtetë.*

II, *pj.* Së paku, pak së paku, të paktën. *Shëmbëllen sadomos me fytyrë njeriu. Sadomos një punë të vogël e bën.*

SADOPAK *ndajf.* Qoftë edhe në një masë fare të vogël, qoftë edhe fare pak. *Një vend sadopak i zhvilluar. Do ta dinte sadopak. Ka lënë sadopak gjurmë. Nuk e ndryshoi sadopak qëndrimin. Nuk lejojmë sadopak cenimin e të drejtave.*

SA"FË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Enë teneqeje a raetali si gotë e madhe e me vegjë, që përdoret për të marrë ujë ose për të pirë. *Mbushi safën. Pi ujë me safe. I shtie ujë me safe.*

SAFl *mb. bised.* 1. I papërzier me diçka tjetër, i thjeshtë. *Lesh (pambuk, mëndafsh) safi. Mjaltë safi. Ar safi.*

2. *përd. ndajf.* Thjesht. *Safi bukë gruri. Safi raki rrushi.*

SAFIR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *mUt.* Gur i çmuar me ngjyrë të kaltër ose të gjelbër, që është i tejdukshëm dhe gjendet në natyrë si mineral. *Gur safiri. Shkëlqim safiri. Vathë safiri. E zbukuroi me safirë.*

SAFTJAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Lëkurë ahie ose deleje e hollë dhe e butë, e cila regjet, ngjyhet dhe lë-mohet sa të shkëlqejë. *Këpucë saftjani. Kolltuk i veshur me saftjan të kuq.*

SAGË,~A i *f.sh.* '-'A, ~AT. Tepsi e thellë me fundin të shpuar vrima-vrima, që përdoret për të pjekur gështenja.

SAGË,~A ii *f.sh.* ~A, ~AT *let.* Këngë epike popullore ose legjendë e përhapur sidomos në vendet skandinave e në Islandë në mesjetën e hershme. *Sage historike. Saga të lashta. Sagat norvegjeze (daneze).*

SAGJE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Kosh për të zënë peshk.

SAHAN,~I *m,sh.* ~Ë, ~ËT. Enë gjelle prej bakri si pjatë e thellë, çanak, misur; sasia e gjellës që nxë kjo enë. *Sahan bakri. Sahan i kallajisur. Një sahan me gjellë. E shtiu në sahan. Lau sahanët. Hëngri një sahan plot.*

•*k* Lëpin sahanët (çanakët) *e dikujt keq. shih te* LËPIJ. I ka sahanët pa kapak *shih te* KAPAK,~U.

SAHANLËPIRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *përb.* Ai që rron me ç'i japin të tjerët dhe që u shërben atyre, duke u bërë lajka, çanaklëpirës. *Sahanlëpirësit e fa-shizmit (e pushtuesve). Sahanlëpirës të borgjezisë. Bandë sahanlëpirësish.*

SAHAT,~I *m,sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Vegël e po-saçme për të matur kohën, që përbëhet nga një me-kanizëm me kurdisje dhe nga një fushë e ndarë në dymbëdhjetë pjesë të barabarta, mbi të cilën rrotu-llohen akrepat e mekanizmit; ore. *Sahat dore (xhepi). Sahat muri. Sahat me zile. Fusha e sahat it. Akrepët e sahat it. Zembereku i sahat it. Kurdis sahatin. Sa e ke sahatin? Si të shkon (si vete) sahati? Si punon sahati? Ecën para (prapa) sahati. Ka mbetur sahati* është ndalur e nuk punon.

2. Kullë e lartë me fusha ore në te katër anët për të parë kohën. *Sahati i Tiranës. Lulishtja pranë sahat it. Pret te sahati.*

3. *tek.* Vegël për të matur sasinë e energjisI elektrike që shpenzohet a sasinë e diçkaje tjetër që rrjedh; njeh-sor. *Sahat elektriku. Sahati i ujit. Vendos sahatet.*

4. *vjet.* Njësia e kohës e barabartë me një të njëze-tekatërtën pjesë të ditës e të nates; ore. *Një sahat plot. E priti dy sahat. Bëri gjashtë sahat rrugë. Ka dy sahat që ka ardhur. U ngrit me dy sahat natë* u çua pa zbar-dhur drita.

5. Një kohë e caktuar kur bëhet a ndodh diçka; ore, kohë, cast. *S'ka ardhur sahati. Ruan sahatin për të vepruar. I erdhi sahati i lig (i zi). Në sahatin e vdek-jes* në çastin e fundit para vdekjes. *Ardhtë sahati i bardhë! ur.*

• Një sahat (ore, cast) e më parë *shih tek* ORË,~A i. Ptmon si sahat punon shumë mirë, në mënyrë të për-piktë. Vete (ecën, shkon) puna sahat shkon puna shumë mirë, çdo gjë bëhet në kohën e duhur. Iu be sahati mot *dikujt* iu duk sikur nuk po shkonte koha, mezi priti, u lodh a u mërzit duke pritur. E pa sa ishte sahati *iron,* e mori vesh, e kuptoi si qëndronte puna. Çsjell sahati nuk sjell moti . u. në një cast mund të ndodhë diçka shumë e rëndë; e keqja mund të bëhet në cast. I bie ora (sahati) gjithnjë dymbëdhjetë (shtat5, tett) *shih tek* ORË,~A i. Lule sahati *bot. shih te* LULE,~JA.

SAHATÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised., vjet.* Oréndreqës. *Vegla sahatçinjsh. Rruga e sahatçinjve. E çoi orën te sahatçiu.*

SAJ (i,e) *pron. sh.* SAJ (e) *(me entra të pashquar* të *S\S).*

1. Që i përket asaj, pronare e të cilit është ajo, që e ka ajo për vete. *Shtëpia e saj. Librat e saj. Cant a e saj. Këto pjesë janë të sajat.*

2. Që ka të bëjë me një njeri të seksit femëror, që ka lidhje të ngushta gjaku, farefisnie a ndonjë lidhje tjetër me të; që i takon asaj. *Babai (gjyshi, vëllai) i saj. Nëna (motra, vajza, kushërira) e saj. Fqi-njët e saj. Bijtë (fëmijët) e saj.*

3. Të cilit i përket edhe ajo, pjesëtar i të cilit është edhe ajo, në të cilin bën pjesë edhe ajo; që e drejton ajo, në krye të të cilit është ajo. *Qyteti (fshati) i saj. Vendi i saj. Kooperativa e saj. Nxënësit e saj. Brezi i saj. Në kohën e saj.*

4. Që e ka ajo, që është tek ajo; që e dallon atë, që i përket asaj dhe që e karakterizon atë; që lidhet me atë, që është a që bëhet për atë. *Trupi (shtati) i saj. Sytë (flokët) e saj. Zëri i saj. Dëshirat e saj. Mosha e saj. për të mirën e saj.*

5. Që është përgatitur a është hartuar prej asaj; që e ka bërë ose që e bën ajo, që del a që krijohet së pari prej asaj; që e ushtron ajo. *Vepra e saj. Libri i saj* i *pare. Mendimi i saj. Gabimi i saj.*

6. Që i pëlqen me shumë asaj, që e do a që e ka qejf ajo me shumë se diçka tjetër. *Kënga e saj. Gjella e saj.*

7. *si em.* SAJA (e) . *sh.* SAJAT (të). Dëshira a vullneti i saj, diçka që do ose që mendon ajo; diçka që e dallon a që e karakterizon atë; diçka që është veti e asaj a ves i asaj. *Bën të sajën. Ngul këmbë në të sajën. S'heq dorë nga e saja. Do t'i shkojë gjithmonë e saja. Ka edhe ajo të sajat. E bëri të sajën (natyra, sëmundja, koha...)* veproi në një mënyrë të caktuar, siç është e rregullt dhe e përhershme për të.

8. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1-6 të përemrit pronor.

SAJDI,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* Nderimi dhe kujdesi që tregojmë për një mik a për dike tjetër kur e presim në shtëpi a gjetiu. *E priti me sajdi. U bërisajdi mysafirëve. U bën sajdi pleqve. Është djalë me sajdi.*

SAJDIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* I bëj nderet një miku kur e pres në shtëpi a gjetiu, i bëj sajdi; tregoj kujdes e përfillje për dike. *Sajdis miqtë. I sajdisin pleqtë. Të pret e të sajdis.*

SAJDISJE,~A . *bised.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes SAJDIS. *Sajdisja e miqve (e pleqve).* 2. Sajdi. *priti me sajdisje.*

SA"JE (në) *parafj.* Me anë të..., me ndihmën e..., për hir të..., falë..., si pasojë e... *Në saje të luftës (të përpjekjeve). Në saje të punës. Në saje të udtyëheqjes së Partisë. Në saje të guximit dhe të ven-dosmërisë së popullit.*

SAJË,~A ." *sh.* ~A, ~AT. Mjet për të bartur njërëz e sende, i ndërtuar prej dy drurësh anësorë të )ëmuar ose me një rrip hekuri nga poshtë dhe me një shtresë të mbërthyer përsipër, që tërhiqet zakonisht nga qentë a nga kuajt e rrëshqet mbi dëborë ose mbi tokë të rrafshët; lodër fëmijësh e ndërtuar në këtë trajtë, më të cilën rrëshqasin nga lart mbi dëborë, rrëshqitëse. *Sajë me qen (mekuaj). Tërheq sajën. Rrëshqet me sajë. Hipi në sajë. Udhëtoi me sajë. Mban dru me sajë.*

SAJNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkulm i madh uji që kthehet me vrull, pasi përplaset në një pengesë. *Sajnat e Drinit (e lumit). Çon sajna lumi.*

SAJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SAJOJ, SAJOHET. *Sajimi i njël strehe (i një kasolleje).*

*2.* Diçka e përgatitur, e bërë a e ndërtuar prej di-kujt. *Sajime të bukura (tërheqëse).*

3. Diçka e përgatitur me mend, mendimi a plani për të kryer diçka. *la prish sajimin. Bënte sajime të holla.*

4. *keq.* Gjë e shpikur nga mendja, diçka që nuk është e vërtetë, trillim. *Sajime të rrezikshme (të kota, të ulëta). Jane të gjitha sajime të tij.*

SAJOHET *vetv.* 1. Krijohet a përftohet diçka, bëhet. *Si u sajua Toka. M'u sajua një si lëmsh në gry-kë. V sajuan si komb në shekullin XV.*

2. *Pës. e* SAJOJ.

SAJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj nga e para diçka, gatit, krijoj. *Sajoi disa shkronja të alfabetit. Sajon fjalë të reja. Sajonte më e zbukurime.*

2. Bëj diçka shpejt e shpejt e me gjëra të rastit, përgatit diçka aty për aty. *Sajoi një kasolle me kallama. I sajuan një shtrat me degë e gjethe. E sajoi shpejt e shpejt (aty për aty).*

3. Nxjerr diçka nga mendja; përpiqem të mendoj diçka për të dale nga një gjendje e vështirë a për të arritur diçka. *Sajoi një marifet. Përpiqu të sajosh diçka! I sajon mendja.*
4. *keq.* Shpik nga mendja, thur gjëra të paqena, trilloj. *Sajoi një gënjeshtër. Ç'nuk sajon at! Mos sajo gjëra të paqena!*
5. Siguroj diçka me përpjekje, rregulloj, gjej. *sajoi paratë që i duheshin.*
SAJUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë a përgatitur nga dikush; që nuk është natyror, i krijuar. *Fjalë të* i-*juara.*
2. edhe *keq.* Që është nxjerrë nga mendja, që nuk
është i vërtetë; i trilluar, i shpikur. *Gënjeshtër e sa-juar. Gjëra të sajuara. Tregim i sajuar. Ngjarje e sa-juar.*
SAJCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të bëhet, të përgatitet a të ndërtohet.
SAK,~U i *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Rrjetë peshkimi në trajtë të një traste me një rreth druri e me bisht të gjatë. *Zë peshk me sak.*
SAK,~U ii *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që u mbush gotat e rakisë njerëzve në tryezën e gostisë. *Sonte të kemi vënë sak.*
SAK *ndajf. bised.* I. Pa të meta; pa ndonjë gjymtim a cen. *Pak e sak. Pak dolën sak nga beteja.*
*2. më të* vërtetë, me siguri, me saktësi, pikërisht ashtu. *E di sak. Ta them sak. Sak ashtu është puna.*
SAKAQ *ndajf.* Menjëherë, në atë cast. *Sakaq u ndez një flake. E njohu sakaq. E kuptova sakaq. U ngrit sakaq me vrull. Fjala u përhap sakaq.*
SAKAQHERË *ndajf.* Sakaq, menjëherë. *E kreu detyrën sakaqherë. U hodh sakaqherë. Sakaqherë e mori dhe e çau.*
SAKARINË,~A . Lëndë e bardhë në trajtë kris-talesh, me shije shumë të ëmbël, që përdoret në sasi të vogël për të zëvendësuar sheqerin. *Pluhur sakarine. Shije sakarine. Ëmbëlsira me sakarine.*
SAKAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Njeri që ka ndonjë gjymtyrë me cen a të paralizuar; i gjymtuar. *Sakatët e luftës. Sakat me paterica. Mbante një sakat për dore.*
SAKAT,~E *mb. bised.* 1. Që ka ndonjë gjymtyrë me cen a të paralizuar, i gjymtë. *Djalë sakat. Plakë sakate. Sakat me një këmbë (me një dorë). Sakat nga dora. Mbeti (ngeli) sakat për gjithë jetën.*
2. *fig.* Që i mungon diçka e nevojshme për të bërë një punë. *Me la sakat pa atë vegël. Mbeta sakat.*
*ir* Sakat nga mendja (nga trutë) i metë nga mendja, më të meta mendore.
SAKATE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET *bised. Fem. e* SAKAT, ~I.
SAKATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SAKATOJ, SAKATOHEM. *Sakatimi i trupit. Sakatimi i mendjeve.*
SAKATLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* Gjymtim, cen në gjymtyrë; e metë trupore a mendore. *Ka një sakatllëk. Ka pësuar një sakatllëk.*
SAKATOHEM *vetv. bised.* 1. Bëhem sakat, mbetem i gjymtë, gjymtohem. *Është sakatuar në luftë. U sa-katua nga sëmundja.*
2. *Pës. e* SAKATOJ.
SAKATOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *bised.* 1. Pres ose i dëmtoj rëndë një gjymtyrë, e bëj sakat, gjymtoj. *la sakatoi dorën (këmbën). Me sakatuan këpucët* m'i vranë këmbët keq këpucët.
2. *fig.* E dëmtoj keq një vepër, një ide, një teori, duke i hequr pjesë të rëndësishme e thelbësore; e paraqit në mënyrë të cunguar e të mangët diçka, gjymtoj, cungoj. *la sakatoi studimin (punimin, romanin, tregimin). E ka sakatuar idenë e autorit. Revizionistët* i *sakatojnë e i shtrembërojnë mendimet e klasikëve të marksizëm-leninizmit.*3. *fig.* I cenoj rëndë vetitë e mira shpirtërore e morale, dërntoj rëndë, gjymtoj. *sakaton shpirtërisht. Zakone që sakatonin jetën e grave.*
4. E lë pa diçka të nevojshme për punë, i thaj kra-hët. *mori çekanin dhe e sakatoi atë ditë.*
SAKAVlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sëpatë e vogël me bisht të gjatë, që e ka mykën të kthyer si kërrabë për të kapur dhe ulur degët e pemëve. *Pret degët me sakavicë. Can dru me sakavicë.*
SAKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sëpatë me bisht të shkurtër.
SAKËZ,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bot.* Halmucë.
SAKICË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Sëpatë e vogël me bisht të shkurtër, naxhake, latore. *Pret ferrat me sa-kicë.*
SAKICOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Pres me sakicë; e bëj ashkla a copa të vogla me sakicë ose me diçka tjetër të mprehtë.
2. *fig.* Grij e copëtoj, bëj kërdinë.
SAKLLAM,~E *mb. bised., vjet.* 1. Që nuk ka ndonjë të metë a cen në trup, i shëndoshë. *Është sakllam nga trupi (nga mendtë). Nuk e kishte gruan sakllame.*
2. I padëmtuar, i pacen, i paprishur; i vlefshëm, i mirë. *Mall sakllam. Para sakllame* para e forte, me vlerë. *Punë sakllame.*
3. *fig.* Qe mund t'i besohet, i sigurt. i përpiktë. *Njeri sakllam.*
SAKLLAM *ndajf. bised., vjet.* 1. Shëndoshë e mirë, pa ndonjë dëmtim. *Arritën sakllam. Na shpuri sakllam. Nuk u kthyen sakllam.*
2. Me siguri; me përpikëri, me saktësi; pa të metë. *E di sakllam. Punon sakllam. I bën gjërat sakllam.*
SAKRIFICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Heqja dor? me dëshirë nga të mirat vetjake, nga diçka e nevojshme a e shtrenjtë për të arritur një qëllim ose në të mirë të dikujt; flijim; vetëmohim. *Sakrifica të rënda {të mëdha, të shumta). Sakrifica perpunën (përluftën). Shpirti isakrificës. Bëjnë sakrifica. la arriti me sakrifica.*
2. *kryes. sh.* Mungesa të rënda në jetën e përdit-shme, që sjellin mundime e vuajtje; humbje të rënda. *Sakrifica të përditshme. Jetë me sakrifica. Me vuajtje e me sakrifica.*
SAKRIFIKlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SAKRIFKOJ, SAKRIFIKOHEM. *Sakrifi-kimi i vetvetes (i jetës, i interesit vetjak), Sakrifikimi i njerëzve (i të mirave).*
SAKRIFIKOHEM *vetv.* 1. Bëj tti veten për një qëllim a për të mirën e dikujt, jap jetën për dike a për diçka, flijohem, bëhem theror. *U sakrifikuan për atdhe (për Urine e vendit, për shkollën shqipe).*
2. Rroj me mungesa të mëdha e me mundime, për hir të një qëllimi ose për të mirën e dikujt, bëj sakrifica. *Jane sakrifikuar gjithë jetën për ta rritur sa me mirë të birin.*
3. *Pës. e* SAKRIFKOJ.
SAKRIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Heq dorë nga diçka për hir të një qëllimi ose në të mirë të dikujt; nuk e kursej ose e lë të humbasë dike a diçka për të arritur një qëllim; flijoj, bëj fli, bëj theror. *Sakrifikoi jetën (veten). Sakrifikoi gjumin (kohën e lire.*
*pushimin). Sakrifikoi çdo gjë (gjithçka) për të mirën e atdheut. Sakrifikoi një ushtar në shah. Nuk e sakri-fikojmë në asnjë mënyrë Urine (pavarësinë).*

SAKRIFIKUES,~E *mb.* Që është i gatshëm të bëjë sakrifica për një qëllim a për të mirën e dikujt, flijues. *Ka shpirt sakrifikues.*
SAKRILEGJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Dhunim a cenim i gjërave që mbahen si të shenjta e të paprek-shme sipas paragjykimeve fetare. *Bëri një sakrilegj.*
2. *fig.* Fyerje a dhunim që i bëhet diçkaje shumë të nderuar e të dashur. *Sakrilegj i rëndë (i pafalshëm). Bën (kryen) një sakrilegj. E quart sakrilegj.*
SAKSl,~A . *sh.* ~, ~TË. Enë e vogël prej balte me fund më të ngushtë se kreu, e cila përdoret për të mbjellë e për të rritur lule; vazo lulesh. *Saksi me lule. Saksitë e dritareve (e oborrit). Karafil (borzilok) në saksi. I ka mbjellë në saksi. Ujit saksitë.*
SAKSOFON,~I *m.sh.* ~A, ~AT *muz.* Vegël fryme prej tunxhi në trajtën e një gypi të lakuar që vjen duke u zgjeruar në grykë, me çelësa dhe me një kallam si të klarinetës në pipth. *Pjesë për saksofon. Zëri i sak-sofonit. I bie saksofonit. Luan në saksofon.*
SAKSOFONlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Muzikant që i bie saksofonit. *Është saksofonist.*
SAKSON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Pjesëtar i një popullsie të vjetër gjermane, që shtrihej në Evropën Veriperëndimore dhe në Britani.
2. Banor vendës i Saksonisë (krahinë e Gjermanisë) ose ai që e ka prejardhjen nga Saksonia.
SAKSON,~E *mb.* 1. Që lidhet me saksonët (me popullsinë e vjetër gjermane); që është karakteristik për saksonët, i saksonëve; që është krijuar nga saksonët. *Pushtimet saksone.*
2. Që lidhet me Saksoninë ose me banorët e saj, që është karakteristik për Saksoninë ose për saksonët, i Saksonisë ose i saksonëve; që është krijuar nga saksonët. *Gjuha saksone.*
SAKTË (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka ndonjë të metë ose cen; që nuk ka ndonjë dëmtim ose prishje, irregullt. *saktë nga trupi (nga mendja). Punë e saktë. Njeri me mendje të saktë. S'e kishte të saktë njëfëmijë. S"mbeti shtëpi e saktë nga tërmeti.*
2. I përpiktë. *Ora e saktë. Peshore e saktë. Udhëzime të sakta. Adresë e saktë. Përgjigje e saktë. Shprehje e saktë. Kopje e saktë. Përkthim (shpjegim) i saktë. Që tëjem me i saktë.*
3. Që mund t'i besosh, tek i cili mund të kesh be-sim; i sigurt. *Njeri i saktë. Lajm i saktë.*
SAKTËSI,~A. Të qenët i saktë; vetia e dikujt që është i saktë ose e diçkaje që është e përpiktë; përpikëri. *Me saktësi të madhe. Saktësia e peshores. Sak-tësia e dokumentit. Saktësia e Uogaritjeve. Saktë sia e shprehjes (e shkrimit). Saktësia e lajmit. Punë me saktësi. Përkthim me saktësi. Mat me saktësi. U vërtetua me saktësi. E bëri me saktësi. E di me saktësi. Kontrolluan saktësinë.*
SAKTËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SAKTESOJ, SAKTËSOHET. *Saktësimi i dates. Saktësimi i një dëshmie (i një dekla-rate, i një thënieje).*
2. Hollësi, e dhënë ose shpjegim që plotëson diçka, duke e bërë më të qartë e më të përpiktë. *Një saktësim nevojshëm. Bëj një saktësim. Kërkoi saktësime për një pike.*
SAKTËStSHT *ndajf.* Në mënyrë të përpiktë a të saktë, me saktësi, me përpikëri. *E di saktësisht. Iu përgjigj saktësisht.*
SAKTËSOHET. *Pës. e* SAKTËSOJ. *U saktësuan të dhënat.*
SAKTËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Përcaktoj diçka me me përpikëri, e bëj më të saktë. *E saktësoi kuptimin e asaj fjale. E saktësoi njoftimin.*
2; E shpreh ose e paraqit diçka në mënyrë më të qartë e më të përpiktë, jap shpjegime më të hollësishme për të mënjanuar anët e errëta e të dyshimta. *la saktësoi detyrën. Po i saktësoj ato që thashë me pare.*
SAKC *lidh.* Në vend që..., sa të... *Saku të rrish kotlexo një libër!*
SALAMANDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Kafshë e vogël, që jeton në ujë dhe në tokë, e ngjash-me me hardhucën, me bisht dhe me lëkurë të zezë ose me njolla të verdha; pikëlore. *Salamander e zezë. Bishti* i *salamandrës.*
SALCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjell.* Mëlmesë e lëngshme ose e trashë si qull, e përgatitur nga lëngu i zier i domateve ose me diçka tjetër, që i shtihet gjellës për jt'i dhënë shije. *Sake e bardhë (e kuqe). Sake domatesh (specash). Sake kosi* kos i kulluar në nape. *Gjellë (mish) me sake. Punishtja e salcës. Kavanoz me sake. Bëj (ziej) sake. I shtiu (i hodhi) sake.*
SALDATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Punëtor i përgatitur që merret me saldim. *Saldator i dalluar (i zotij. Saldatorët e vajgursjellësit. Kurs për saldatorë.*
2J Vegël që shërben për të salduar. *Saldator elektrik! Saldator me oksigjen.*
s|\LDATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SALDATOR,~I i. *Saldatore e re. Saldatorët e uzinës.*
SALDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tek.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes SALDOJ. *Saldim elektrik. Saldim me oksigjen. Saldimi i pjesëve met alike, Punime saldimi. Tegeli i saldimit. Doreza e saldimit. Reparti* i *saldimit. Bëj saldimin e diçkaje.*
2. Mënyra si janë ngjitur dy pjesë metalike duke i salduar; vendi ku është bërë ngjitja e dy pjesëve metalike me oksigjen ose me elektrik. *Saldim i mirë (i keq, i forte). Saldimet e gypave (e kazanit). U këput te saldimi.*
SALDO,~JA . *sh.* ~, ~T. 1. *fin.* Ndryshimi ndër-mjet të ardhurave dhe shpenzimeve në llogarinë e një ndërmarrjeje, të një institucioni etj. *Soldo aktive (pasive).*
2. *treg.* Ndryshimi ndërmjet importit dhe eksportit të një shteti, i shprehur në të holla. *Soldo aktive (pasive) e tregtisë së jashtme. Doli me soldo aktive.*
SALDOHET *tek. Pës. e* SALDOJ.
SALDOJ *kal.,* ~OVA, ~ÇAR *tek.* Ngjit pjesë të ndryshme metalike, duke i pikuar e duke i nxehur deri sa të shkrihen në vendin e bashkimit. *Saldoj gypat (shtyllat, hekurat, shufrat). Saldon me oksigjen (me elektrik). Saldoj anët.*
SALEP,~I *m.* 1. *bot.* Bimë barishtore shumëvje-çare me gjethe të gjata, të mbështjella rreth kërcellit, me lule të mbledhura si ka)li dhe me zhardhok të nën-
dheshëm, që përdoret për të përgatitur një pije dhe në mjekësi. *Bima e salepit. Zhardhoku i salepit.*
2. edhe *sh.* ~Ë, ~ËT. Pije e ngrohtë si lëng i trashë, e përgatitur nga zhardhokët e bluar të kësaj bime të zier me ujë e me sheqer; një sasi e kësaj pijeje, sa nxë një filxhan çaji. *Salep i ngrohtë (i ëmbël). Salep me kanellë. Piu një salep. Bën (shet) salep.*
SALEPÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* 1. Ai që përgatiste dhe shiste salep.

2. *keq.* Njeri pa vlerë dhe me zakone të vjetra anadollake.
SALIKIM,~I *m. vjet.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes SALIKOJ. *Salikimi i varrit.*
2. Lutjet e ceremonitë që bëheshin gjatë varrimit, sipas kërkesave të riteve fetare të krishtera (në vendet ku vepron kisha katolike).
SALIKOJ *kal.,* ~OVA, ~tIAR *vjet.* Bëj lutjet e ceremonitë fetare gjatë varrimit, sipas kërkesave të riteve fetare (në vendet ku vepron kisha katolike). *Salikonin varret.*
SALMON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Peshk i madh i deteve të ftohta, me mish të kuq e të shijshërn, që largohet nga deti e futet në lumenj në kohën e ripro-dhimit. *Salmon i kripur (i tymosur, i konservuar). Mish salmoni.*
SALSlÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjell.* Zorrë të holla të ndara në copa të shkurtra, të mbushura me mish të grirë e me erëza, që hahen të skuqura ose të ziera. *Salsiçe e pjekur (e zier).*
SALVIME,~T . *vet. sh. libr., vjet.* Përndjekje (kryesisht për arsye fetare). *Benin salvime.*
SALVOHEM *libr., vjet. Pës. e* SALVOJ.
SALVOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *libr., vjet.* Përndjek (kryesisht për arsye fetare).
SALL *ndajf. krahin., vjet. shih* VETËM. *Sail një note (një ditë). Sail një here. Sail pak. E lë sail.*
SALLAIS *kal,* ~A, ~UR. 1. *vjet.* Qep rrallë e në mënyrë të përkonshme, qep kaluar. *Sallaisi pëlhurën.*
2. *jokal. bised.* Bredh andej e këtej pa punë, soro-llatem.
SALLAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjell.* Zorrë derri ose bagëtish, e mbushur me mish të grirë të gatuar në mënyra të ndryshme, që hahet e gjallë ose e skuqur. *Sallam i tymosur (i zier). Sallam i skuqur. Sallam viçi (derri, lope). Sallam më të brendshme (me mëlçi). Sallam me (pa) dhjamë. Sallam "Dukagjini". Rriska (feta) sallami.*
SALLAMATAS *ndajf. bised.* Keq, pa vend. *Po fjalosej sallamatas.*
SALLAMERl,~A . *sh.* ~, ~TË. I. Punishte ku bëhet sallam; dyqani ku shiten sallame dhe lloje të ndryshme mishi të tharë ose të tymosur. *Reparti i sallamerisë. E bleu në sallameri.*
2. *vet. nj. përmb.* Tërësia e Uojeve të ndryshme të sallameve.
SALLATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare e llojeve të ndryshme, me gjethe të mëdha të gjelbra, që hahen të gjalla me vaj, me uthull e me kripë. *Sallatë e njomë. Sallatë marule. Sallatë pambukore (pambukje)* sallatë me gjetheshumë të buta. *Sallatë laker* lloj sallate e mbledhur kokë si lakër. *Gjethe sallate.*
*2.* Ushqim i ftohtë, i përgatitur zakonisht me pe-rime të gjalla a të ziera, të grira e të ndërtuara me vaj, me uthull e me kripë. *Sallatë jeshile* sallatë vetëm me gjethe të gjelbra e me qepë të njoma. *Sallatë e përzier. Sallatë me ullinj. Sallatë me tranguj (me patate, me lakra). Sallatë me vezë të ziera. Sallatë ruse* patate, karota e fasule të ziera, të cilave u hidhet sipër salcë e bardhë me vezë. *Peshk me sallatë.*
3. *fig.* Gjë e ngatërruar, e bërë lëmsh; grumbull gjërash pa lidhje ndërmjet tyre, çorbë. *Na e bëri çdo gjë sallatë.*
• Grin sallate (lakër) flet kot, flet në ere. la bbri mendjen (trutë, kokën) sallate e trullosi, e bëri që të mos marrë vesh çfarë thuhet a çfarë ndodh, ia prishi mendjen. la bSri trupln sallatë *d ik uj t mospërf.* e copëtoi, e griu me thikë a me hanxhar, e bëri copë-copë.
*SALLATË DETI bot.* Lloj alge me gjethe të blerta e të valëzuara që rritet në det.
SALLATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Trangull, kastravec.
SALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dhomë e madhe dhe e lartë në një ndërtesë ku zhvillohen veprimtari të ndryshme shoqërore si mbledhje, shfaqje, pritje etj.; dhomë e madhe që shërben për qëllime të po-saçme në një spital, në një laborator, në një ndërmarrje a institucion. *Salla kryesore. Sallë gjimnastikore (sportive). Sallë shfaqjesh (koncertesh). Sallë mbledhjesh (konferencash). Sallë vallëzimi. Sallë leximi. Sallë lojërash. Salla e pritjes. Salla e ngrënies. Salla e ope-racionit. Sallë komandimi* e ndara prej nga drejtohen automatikisht veprimet e një centrali elektrik. *Salla* e *gjyqit. Sallat e muzeumit (e ekspozitës). Sallat e pallatit. Salla e kinemasë (e teatrit). ffë krye të sallës. Doli nga salla. Duartrokitje në sallë.*
2. *përmb.* Njerëzit që marrin pjesë në një mbledhje që bëhet në një dhomë të tillë. *Përgjigje nga salla. Iu drejtua sallës. Ngriti sallën me këmbë.*
SALLGAM,~I *m.sh.* ~E, ~ET *bot., krahin. shih* AKACIE,~A.
SALLHANE,~IA.iA. ~E, ~ET *vjet. shih* THER-TORE,~JA.
Qen sallhaneje (rrugësh, sokaku, zorrësh) *shih te* QEN,~I.
SALLM^N,~I *m. sh.* ~A, ~AT *vjet.* Shami e qëndisur, e palosur si rrip i gjatë, që vihej në kokë për të mbajtur flokët ose si stoli nga grate në disa krahina të Shqipërisë së Veriut. *Sallman i bardhë* shami që e mbanin grate e veja. *Sallmani i nuses. I ka hije sall-mani.*
SALL O,~JA . Dhjamë derri i tretur, ushuj. *Sallo e tretur. Sallo derri. Skuq me sallo. Lyej bukën me sallo.*
SALLON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dhomë e madhe e veçantë ose hapësira në hyrje të një shtëpie a të një hoteli, ku priten njerëzit e të ftuarit. *Sallon i mddh (i vogël). Salloni i shtëpisë. Sallon pritjeje. Sa-lloni i hotelit. Dera e sallonit. Hyj (dal) në sallon. Presin në sallon.*
*2.* Sallë e madhe në një dyqan, ku shiten vepra arti, veshje etj. *Salloni i shitjes së veprave të pikturës. Sallon mode* rrobaqepësi me porosi.
3. *keq.* Sallë pritjeje në një shtëpi aristokratësh ose borgjezësh, që shërben edhe si qendër ku mblidhet një rreth njerëzish të klasave të privilegjuara me pikë-pamje të caktuara politike, estetike etj. *Sallonet aris-tokratike. Sallone letrare (politike). Politike sallonesh. Letërsi (poezi) sallonesh. Muzikë (pikturë) sallonesh. Zakonet e salloneve.*
SALLTANET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised., keq.* 1. Shkëlqim i tepruar e madhështi e jashtme në veshje, në stoli, në pajisjen e shtëpisë etj.; gjëra tepër të shtrenjta që mbahen për stoli e dukje të jashtme. *Sail-tanet i madh. Salltaneti i shtëpisë. Salltanet në veshje. Salltanetet e grave. I veshur me salltanet. Dhomë pune pa salltanete. Rronte në salltanet.*
2. Sjellje e jashtme e veprimtari me shkëlqim e madhështi të tepruar. *E pritën me salltanet. Ecën me salltanet. Po na vjen me salltanet.*
SAMAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lloj shale prej druri me dy kaptej të lidhur me brinjë, me stele të mbu-shur me kashtë nga brenda, që u vihet në kurriz kaf-shëve për t'u ndenjur në shpinë ose për të mbajtur barret. *Samari i kalit (t mushkës, i gomarit). Kaptelli i samarit. Litari i samarit.*

*Stela e samarit. Drurët e tamarit. Kafshë samari* kafshë ngarkese. *vuri (i hoqi) samarin. E vret samari. I bie (i varet) samari. Një samar dru* një barrë dru.
2. *iron.* Kurrizi i njeriut. *mban samari. E mban mbi samar.*
3. Jastëk prej thesi i mbushur me kashtë etj., që e vënë mbi kurriz punëtorët mbartës për të mos i vrarë barra.
4. Guaska e breshkës, rrashti; guaska ku futet kërmilli. *Samari i breshkës. Kërmij me samarë.*
5. Eshtra e gjoksit të pules bashkë me mishin, kraharori i pules.
*6.* Pjesa e ngritur si gungë e diçkaje; kurriz. *Hundë me samar.*
7. Cope druri që vihet në fund të kutisë si një vegle muzikore me tela për t'i mbajtur ata të ngritur. *Samari i violinës (i mandolines).*
K6rcu p6rmbl samar *shih te* KËRCU,~RL Shale mbi samar *shih te* SHALË, ~A. Ia ndreqi (la rregoUoi, Uujdisl)samarin(berroren, kurriziii,shpiDëo) *dikujt shih te* NDREQ. Po e rret samari *dike iron,* po e shqetëson diçka që i kanë thënë, po e djeg f Jala që ka dëgjuar. S'e ka vrarS samari (këppcm) *shih te* VRAS. I erdhi fundi me samar e përfundoi jetën keq, me vuajtje e mundime. Ia bëri samarin cope a) e mundi, e theu keqas; b) e qortoi, e kritikoi rëndë. I kendon gjeli DI samar *shih te* GJEL~I. Ia lane samarin nn bark *dikujt* e lane të vuante e të mundohej vetëm, nuk e ndihmuan në vështi-rësi, nuk ia lehtësuan vuajtjet. Ia Ushoi samarin n5n bark (n5p5rkëmbë) *dikujt* inxoripengesatëmëdha, i krijoi kokëçarje e vështirësi të mëdha. I mbeti On var) samari nën bark *dikujt* iu krijua një kokëçarje a pengesë e madhe, ra në hall, e gjeti belaja, e pësoi keq. E v£ barr(n pas samarit *tall, shih te* BARRË, ~A. E di (vetë) gomari ku e vret samari ai që merret me një punë ia di edhe vështirësitë e pengesat. Zbritt (n nl) nga shala e hipi në samar *iron, shih te* SHALË, ~A ii. S'ka ç'i ben gomarit e i bie samarit *fj. u.* nuk arrin ose nuk guxon të dënojë fajtorin e vërtetë dhe i shkarkohet dikujt tjetër; e nxjerr zemërimin në kurriz të dikujt që nuk ka faj, e shfren dufin aty ku mundet, pa dënuar fajtorin e vërtetë.SAMARBËRËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. Samarpunucs.
SAMARJE *mb. vet. f.* Që ngarkohet me barrë, duke i vënë samar, që është për ngarkesë, ngarkese. *Mushkë samarje.*
SAMAROS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* I vë samarin një kafshe ngarkese. *Samarosi mushkën (gotnarin, kalih).*
SAMAROSKUT,~I *m.* Lloj shajaku i butë në ngjjjrë të bardhë, që përdoret për shpërgënj, për fa-nella që vishen në mish, si astar për samarët etj. *Sa-marqskut i hollë. Fanellë prej samaroskuti.*
SijvMARPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën samarë. *Samarpunuesit e kooperativës. Veglat e samar-punuesit.*
SAMARTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Samarpunues.
SAMARXHf,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Samarpunues.
SAMET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Merr një erë jo të mire a një erë tjetër të ndryshme, merr amëz (një gjellë, një ushqim a një pije).
SAMOVAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë e veçantë prejimetali për të zier ujë, zakonisht për çaj, me lëfyt dhe me një gyp të gjatë në mes, i cili mbushet me prush. *Saniovari i çajit. Vuri samovar in.*
SAMSA,~JA . *sh.* ~, ~TË *gjell.* Ëmbëlsirë e ngjaShme me bakllavanë, por me me pak petë dhe që pritet në thela si rombe; gjysleme. *Tepsi samsaje.*
SA.MTË (i,e) *mb.* Që nuk ka shije, i zbarët, i pa-shijshëm (për gatesat). *Gjellë e samtë.*
SAMTIM,~I *m.* Shija jo e mirë ose era e veçantë që merr një gjellë e gatuar a kur fillon të prishet. *Ka marrë samtim gjella.*
SAMTOHET *vetv.* I humbet shija ose merr erë të veçantë (një gjellë, një ushqim a një pije).
SAMTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj të samtë, e gatuaj pa shije një gjellë a një ushqim.
SAMURAJ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i kastës së mbyllur ushtarake të feudalëve japonezë, që da-llohej për frymën e egër luftarake e militariste në shërbim të rendit shtypës. *Shpata e samurajit.*
SANATADITA . Kohë e vitit kur dita dhe nata janë të barabarta, nga dymbëdhjetë ore (21 marsi dhe 23 shtatori).
SANATORIUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Qendër shëndetësore e ndërtuar zakonisht në një vend me klimë të mirë dhe e pajisur posaçërisht për mjekimin e të sëmurëve nga tuberkulozi. *Sanatoriumi i qytetit. Ndërtesa e sanatoriumit. Të sëmurët e sanatoriumit. U shtrua në sanatorium.*
SANDALE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Këpucë të lehta verore me rripa sipër dhe të hapura. *Sandale lëkure (gome). Sandale grash (burrash). Sandale për fëmijë. Rripat e sandaleve. Mban sandale. Mbathi (hoqi) sandalet.*
SANDALL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *det.* Varkë e vogël me lopata ose me motor, që përdoret për të lundruar ose që e mbajnë anijet për të çuar e për të marrë njerëz në breg. *Hipi në sandall. Dolën në breg me një sandall.*
SANË,~A . Bar i korrur e i tharë, që ruhet si ushqim për bagëtitë; bar i thatë. *Deng (mullar) sane. Era e sanës. Kullë sane* ahuri i kashtës. *Mblodhën sanën. U shtien sane bagëtive.*
SANËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare me lule të mëdha e të verdha në majë të kërcellit, me gjethe të holla e të gjata, rrënja e së cilës ka shije të hidhur e përdoret në mjekësi; bar zemre, agnushe.
SANGUIN,~E *mb. psikol.* 1. Që është shumë i gjallë, i lëvizshëm dhe që nxitet shpejt nga ngacmuesit e jashtëm. *Temperament (tip) sanguin. Njeri sanguin.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SANITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që u jep ndih-mën e parë dhe u bën shërbimet e mjekimit të sëmurëve e të plagosurve në ushtri e në luftë. *Sanitar kompanie (batalioni).*
SANITAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë në ruajtjen e shëndetit të popullsisë dhe të pastërtisë e të higjienës; shëndetësor. *Kushtet sanitare. Qendra sanltare. Kul-turë (edukatë) sanitare. Masa sanitare.*
*2.* Që ka të bëjë me shërbimin mjekësor në ushtri. *Repartet sanitare.*
Kordon sanitar *shih te* KORDON,~I.
SANITARE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* SA-NITAR,~I. *Sanitarja e kompanisë. Nënreparti i sa-nitareve.*
2. Punonjëse e shëndetësisë, që mban pastërtinë në një qendër shëndetësore dhe që u bën shërbime të ndryshme të sëmurëve. *Sanitarja e pavijonit.*

SANKSION,~I *m.sh.* ~E, ~ET *drejt.* 1. Masë ndëshkimore për shkeljen e një ligji ose për mos-plotësimin e një detyrimi. *Sanksion financiar (në të holla). Sanksion penal. Sanksione për kryerjen me vonesë të punimeve. Zbaton sanksionet ligjore.*
2. *kryes. sh.* Masa me karakter ekonomik, politik ose ushtarak që merren nga një shtet kundër një shteti tjetër për ta detyruar të zbatojë një marrëveshje ose për ta bërë që t'u nënshtrohet disa kushteve e të për-ulet. *Sanksione të rënda. Sanksione politike dhe eko-nomike. Vendosi sanksione. Nuk gjunjëzohemi para sanksioneve dhe bllokadave.*
SANKSIONIM,~I *m.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SANKSIONOJ, SANKSIO-
NOHET. *Sanksionimi i vendimit (i programit). San-ksionim nga lart.*
2. Miratimi përfundimtar nga një organ me i lartë i një ligji, i një vendimi, i një programi pune etj., që i bën të detyrueshëm për t'u zbatuar. *E drejta e sanksionimit. Mori sanksionimin e organit epror.*
SANKSIONOHET *drejt. Pës. e* SANKSIONOJ.
*Sanksionohet me ligj (me kushtetutë). U sanksionua në Kongres.*
SANKSION,'OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *drejt.* Miratoj përfundimisht një vendim, një plan, një detyrë etj. dhe i jap fuqi ligjore; miratoj dhe e bëj të detyrue-shëm për t'u zbatuar një ligj, një masë, një vendim etj. *E sanksionoi me ligj. Kushtetuta sanksionon de-tyrat dhe të drejtat e qytetarëve. I sanksionoi me luftë e gjak.*
SANSKRIT,~E *mb.* Që ka të bëjë me sanskri-tishten; që është shkruar sanskritisht. *Gjuha santkrite. Shkrimi Sanskrit.*
SANSKRITISHT *ndajf.* Në gjuhën sanskrite.
SANSKRITISHTE,~JA . Gjuhë e vjetër indo-evropiane, që është përdorur si gjuhë letrare nI Indi në kohën e lashtë dhe në mesjetë. *Gramatika e sans-kritishtes. Përkthim nga sanskritishtja.*
SANXHAK,~KU *m.sh.* ~KË, ~KËT dhe ~QE, ~QET *hist.* Njësi administrative në kohën e Peran-dorisë Osmane, me shtrir je tokësore të ndryshme sipas periudhave historike dhe me një sanxhakbej a me një mytesarif në krye. *Sanxhaku i Dibrës (i Beratit).*
SANXHAKBEJ,~U *m. sh.* ~JLERË, ~JLERËT
*hist.* Komandant ushtarak dhe qeveritar i një sanxhaku. *Sanxhakbeu i Elbasanit (i Shkodrës). Ekspeditat e sanxhakbejlerëve turq.*
SAP,~I *m. sh.* ~E, ~ET *ndërt.* I. Tra mbajtës i tavanit, i përgatitur prej tullash me vrima e me veshë të lidhura me shufra hekuri. *Vendosën sapet. Ngriiën sapet në katin e katërt.*
2. *përd. mb.* Që është me vrima e me veshë (për tullat). *Tulla sap. Trarë me tulla sap.*
SAPLLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Enë prej te-neqeje, alumini, zinku etj., me vegjë, që përdoret për të pirë a për të marrë ujë a lëngje të tjera; sasia që merr kjo enë; safe. *Sapllak alumini (teneqeje). Sapllak me ujë (me dhallë, me qumësht). Mbushi sapllakun.*
2. Luge e madhe me bisht për të ndarë gjellën, garuzhdë.
SAPO. I. *ndajf.* Fare pak kohë me pare, ja tashti, nuk ka shumë kohë, sa. *Sapo erdhi. Mbledhja sapo ka filluar. Sapo e mbaruan punën. Ai sapo doli.*
II. *lidh.* 1. Përdoret në krye të një fjalie të varur kohore, para foljes në mënyrën dëftore ose lidhore, që tregon se diçka kryhet fill para veprimit të shprehur në fjalinë kryesore; që në çastin kur, menjëherë sa, porsa. *Do të vij sapo ta mbaroj. Sapo u id, e thirrën nga jashtë. Sapo ta dëgjosh, ngrihu.*
2. *bised.* Porsa, meqë. *Sapo që nuk e di, mos të flasë. Sapo nuk ta kanë thënë, s'ke nga ta dish. Sapo nuk e mban mend, do ta kujtojmë ne.*
SAPOARDHUR (i,e) *mb.* 1. I porsaardhur. *Ushtarët e sapoardhur. Punëtorë të sapoardhur.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Përshën-detën të sapoardhurit në kooperativë.*
SAPOÇELUR (i,e) *mb.* 1. Që ka çelur pak kohë me pare, i porsaçelur. *Trëndafil i sapoçelur.*
2. Që është hapur pak kohë me pare; që porsa është kthyer a është punuar për here të parë (një tokë etj.), i porsahapur, i porsaçelur. *Rrugë e sapoçelur. Tokë e sapoçelur.*
3. Që porsa ka dale nga veza (për zogun); që porsa ka marrë trajtën e vet të plotë, i porsaçelur. *Zog i sapoçelur.*
4. Që ka filluar veprimtarinë e vet pak kohë me pare, i porsahapur, i porsaçelur. *Shtëpi kulture e sapoçelur. Shkollë e sapoçelur.*
SAPOÇLIRCAR (i,e) *mb.* Që është çliruar pak kohë me pare, i porsaçliruar. *Vendet e sapoçliruara. Krahinat e sapoçliruara.*
SAPODALË (i,e) *mb.* I porsadalë.dimë *të sapodala.*
SAPOEMËRUAR (i,e) *mb.* I porsaemëruar. *Në-punës i sapoemëruar.*
SAPOFEJUAR (i,e) *mb.* 1. I porsafejuar. *Vqjzë*
*e sapofejuar.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Uroi të sapofejuarit.*
SAPOFILLUAR (i,e) *mb.* I porsafilluar. *Punë e sapo filluar.*
SAPOFORMUAR (i,e) *mb.* Që është formuar pak kohë me pare, i porsaformuar. *Shtet i sapoformuar. Gjuhë letrare e sapoformuar.*
SAPOKORRUR (i,e) *mb.* Që sapo është korrur, që është korrur pak kohë me pare, i porsakorrur. *Gruri (misri) i sapokorrur. Një are e sapokorrur. Mblo-dhën jonxhën e sapokorrur.*
SAPOKRIJUAR (i,e) *mb.* I porsakrijuar. *Teatër profesionist i sapokrijuar.*
SAPOLlNDUR (i,e) *mb.* I porsalindur.
SAPOMARTUAR (i,e) *mb.* 1. Që sapo është mar-tuar, që është martuar pak kohë me pare, i porsamar-tuar. *Çifti i sapomartuar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Dhoma e të sapomartuarve.*
SAPONDËRTUAR (i,e) *mb.* I porsandërtuar. *Shtëpi*
*e sapondërtuar.*
SAPUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lëndë e prerë në kallëpe ose lëng i trashë a pluhur, që përftohet duke zier sodën me yndyrë, tretet iehtë në ujë dhe përdoret për të larë trupin, rrobat etj.; një kallëp prej kësaj lënde. *Sapun i forte (i lëngshëm). Sapun rrobash (teshash). Sapun fytyre (tualeti). Sapun rroje. Scpun pluhur. Sapun me erë. Një kallëp sapun. Shkumë sapuni. Flluskat e sapunit. Kuti (mbajlëse) sapuni. Fabrikë sapuni. Ujë me sapun. Fërkoj (laj) me sapun. Rrëshqet si sapun. Ngjyra sapuni* ngjyra jo të theksuara, si të zbardhura e të buta, që përdoren në pikturë.
2. *vet. sh. kim.* Kripëra të acideve yndyrore të larta.

3. *përd. mb. bised.* Shumë i dhjamur, shumë i maj-më (për kafshët); shumë i shëndoshë e i ngjeshur (për femijët). *Sapun qenka ky dash (cjap). I doli sapun vi-çi. E ka sapun foshnjën.*

Flluskë sapuni diçka pa vlerë ose pa baza, që zhduket shpejt e pa lënë gjurmë. Sapun rabi gunë *shih te* GUNË,~A. Sapun pa shkumë *shih te* SHKUMË, ~A. Jane si sapuni me shparcën *shih te* SHPARCË, ~A. E hëngri (e mori) sapunin për djathë *shih te* DJA-THË,~I. E shet sapunin për djathë *shih te* DJATHË, ~I. Lule sapuni *bot. shih te* LULE,~JA.

SAPUNËZfM,~I *m. kim.* 1. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve SAPUNËZOJ, SAPUNËZOHET.

2. Reaksion kimik, gjatë të cilit lëndët e yndyrshme shpërbëhen në glicerinë dhe në acide yndyrore.

SAPUNËZOHET *vetv. kim.* 1. Shndërrohet në sapun një yndyrë, kur valohet me sodë kaustike a me lëndë alkaline. 2. *Pës. e* SAPUNËZOJ.

SAPUNËZ OJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR *kim.* Shndërroj yndyrat në sapun, duke i valuar me sodë kaustike a me lëndë alkaline.

SAPUNËZLES,~E *mb. kim.* Që përdoret për tëshndërruar yndyrat në sapun. *Lëndë sapunëzuese.*

SAPUNËZUESHËM (i), ~ME (e) *mb. kim.* Që mund të shndërrohet në sapun. *Yndyra të sapunëzuesh-nie.*

SAPUNIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SAPUNOJ, SAPUNOHEM. *Sapunimi i duar-ve (i trupit).*

2. Shkuma e sapunit që mbetet mbi trup kur la-hemi. *Heq sapunimin me ujë.*

SAPUNIS *kal,* ~A, ~UR. E bëj me sapun a me shkumë sapuni, i shkoj sapun përsipër; u vë sapun rrobave, enëve etj., e fërkoj me sapun. *Sapunisi kokën (fytyrën, duart). Sapunisi çarçafët (këmishët, leshin, xhamet, enët).*

SAPUNlSEM *vetv.* 1. Bëhem me sapun a me shkumë sapuni. 2. *Pës. e* SAPUNIS.

SAPUNlSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SAPUNIS, SAPUNlSEM. *Sa-punisja e trupit (e duarve, e qafës). Sapunisja e rrobave (eenëve).*

SAPUNOHEM *vetv. shih* SAPUNlSEM.

SAPUNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* SAPUNIS. *sapunoi dy-tri here duart.*

SAPUNXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Ai që bënte dhe shiste sapun.

SAQË *lidh.* Përdoret në krye të një fjalie të varur, që shpreh shkallën a masën e rrjedhimit të veprimit në fjalinë drejtuese, në të cilën zakonisht i përgjigjet f jala "kaq". *Ishin kaq të lodhur, saqë i zuri gjumi me-njëherë. Ishte kaq errësirë, saqë nuk dukej as dy hapa me, tej. Ishin kaq të gatshëm, saqë iu përgjigjën me-njeherë thirrjes. Bënte kaq ftohtë, saqë ngriu edhe lumi.*

SARiIÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zejtar që merret me punimin e sendeve prej lëkure e meshini si rripa, takëme kuajsh, këllëfë etj.; lëkurëpunues. *Punime saraçi. Zeja e saraçit. Gjilpërë saraçi. Dyqani i saraçit. Pundn saraç.*

SARIF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Ai që merrej me ndërrimin e monedhave të ndryshme për të nxjerrë fitime; tryezar. *Saraf gjakpirës. Dyqani i sarafit. Tryeza e sarafit. Ndërronin paratë te sarafi.*

*2. keq.* Njeri shumë dorështrënguar, koprrac, dorërrudhur. *Ishte saraf i madh.*

3. *si mb.* ~, ~E *keq.* Dorështrënguar, koprrac. *Njeri saraf. Grua sarafe.*

SARAGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gjuhcë e kripur dhe e tharë në tym. *Një varg saraga.*

SARIJ,~I *m.sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Ndërtesë ma-dhështore me shumë zbukurime, pallat. *Sarajet e mbretit (e sulltanit). Porta e sarajit. Hyri në saraj. 1 priste në saraj. Ndërtoi saraje.*

*1. kryes. sh.* Shtëpi e madhe e bejlerëve dhe e baj-raktarëve, kullë e madhe. *Sarajet e beut. I dogjën sarajet e bajraktarëve.*

3. Ndërtesë e madhe zyrtare në një qendër administrative. *Saraji i prefectures.*

*4. kryes. sh.* Pjesa e ndarë për grate në një ndërtesë të madhe të tipit lindor. *Sarajet e grave.*

SARANDJOT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Sarandës ose ai që e ka prejardhjen nga Saranda.

SARANDJOT,~E *mb.* Që ka të bëjë me Sarandën ose me sarandjotët, që është karakteristik për Sarandën ose për sarandjotët, i Sarandës ose i sarandjo-tëve; që është krijuar nga sarandjotët. *Notarët sarandjotë. Punonjësit sarandjotë. Vullnetarët sarandjotë në hekurudhë.*

SARANXHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Sterne uji. *Mbushin (zbrazin) saranxhën. Mori ujë në saran-xhë.*

SARAXHA,~JA . *mjek.* Stërkungull.

SARDELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Peshk i vogël deti që jeton në tufa të mëdha, me mish të shij-shëm e që përdoret shpesh i konservuar. *Sardele në vaj ulliri. Një kuti sardele. Tufë sardelesh. Gjuetia e sardeles.*

-A- U bënë sardele janë ngjeshur shumë, shtrënguar në pak vend.

SARË7K,~KU *m. sh.* ~KË, ~KËT dhe ~QE,

~QET *vjet.* Çallmë e klerikëve myslimanë dhe e bu-rrave në disa vende. *Sarëk i bardhë Çjeshil). Sarëku i hoxhës.*

SARGl,~A . *sh.* ~, ~TË. Pëlhurë prej kërpi që përdoret për të mbështjellë a lidhur diçka, si ka-jiavacë etj. *Rrip sargie. E mbështolli me sargi. I vuri kdnavacë sargie.*

SARHOSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq. 1.* Pijanec, pirash. *Sarhosh i keq (i madh). Sy (shikim) sarhoshi. Sjellje sarhoshësh.*

2. *si mb.* ~, ~E. Pijanec, pijanik. *Burrë sarhosh.*

SARKASTIK,~E *mb.* Që shpreh sarkazëm, që është plot sarkazëm. *Me ton sarkastik. Buzëqeshje sarkastike. Flet në mënyrë sarkastike.*

SARKAZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT.

1. *vet. nj.* Ironi therëse dhe e hidhur, e shprehur me urrejtje a me përbuzje. *Sarkazëm i hidhur (therës). Vjersha plot sarkazëm. Flet (shprehet) me sarkazëm.* 2. Fjalë ose sbprehje, që thuhen me ironi therëse e të hidhur. *përgjigjet me sarkazma.*

SARKË,~A. *bised.* 1. Ndërtimi i forte ose i dobët i trupit të njeriut, farkë. *Sarkë e fuqishme (e dobët). Nuk ka sarkë djali* vjen i dobët nga trupi djali.

2. Tiparet e fytyrës, pamja e jashtme, farkë, çehre. *Sarkë e vrarë (e mërzitur). Sarkë e verdhë. Ka sarkë të ndryshme nga i vëllai. Ashtu e ka sarkën.*

3. Mënyra e veshjes, rroba. *Kyfshat ka tjetër sarkë.*

SARKOFAG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Arkë prej guri, mermeri etj. me kapak, ku vendoset trupi i të vdekurit për t'u varrosur ose për t'u ruajtur i balsa-mosur. *Sarkofag egjiptian. Sarkofag i gdhendur. Sar-kofag mermeri.*

SARMA,~JA *f.sh.* ~, ~TË *gjell.* Japrak.

SASË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Lloj kashte kënete më të cilën thuren rrogozë.

SASl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *vet. nj.* Numri i sendeve, i dukurive a i qenieve të bashkuara në një grum-bull ose i anëve e i vetive të tyre, kur numërohen a kur u matet pesha, vëllimi, masa etj.; vetia e diçkaje që numërohet, matet, peshohet etj. *Sasia e mallit(e prodhimit). Sasia e librave (e luleve, e kokrrave). Sasia e të hollave (e shpenzimeve, e të ardhurave). Sasia e njerëzve fe popullsisë, e krahëve të punës). Sasia e ditëve (e orëve). Sasia e nxehtësisë (e eUktri-citetit). fiz. Treguesit e sasisë. Ndajfolje të sasisë. gjuh. Si sasi. Nga ana e sasisë. Sasia është cilësi. Pbtësimi në sasi dhe në dlësi. Përcakton (mat, llogarit) sasinë. Ndryshon sasia. Shton (zvogëlon) sasinë. Rend pas sasisë. keq.*
2. *vet. nj. filoz.* Kategori që shpreb përcaktimin e sendeve e të dukurive të njëllojta të botës së jashtme ose të pjesëve të tyre, e madhësisë, e numrit, e vëllimit, e peshës dhe e shkallës së zhvillimit të tyre. *Sasia dhe eilësia. Ndryshime në sasi. Kalimi i sasisë në cilësi.*
*3.* Shumicë sendesh, dukurish a qeniesh, që nu-mërohen, maten, peshohen etj.; grumbull sendesh, dukurish a qeniesh ose ojë pjesë e tyre, që numërohet, matet, peshohet etj. *Sasi e eaktuar. Sasi e madhe (e vogël). Sasi e pallogarUshme (e papërfiUshme, e pakapshme)* sasi shumë e vogël. *Në sasi të mëdha (të vogla). Një sasi orësh (ditësh). Sasia e punës së bërë (e ditëve të shpenzuara). Sasia që nxë një enë. Bleu në sasi të mëdha.*
4. *bised.* Numër i madh gjërash, shumicë. *Në sasi* me shumicë. *Blen (shet) me sasi. Këtu ka sasi.*
5. *gjuh., let.* Zgjatja e shqiptimit të një tingulli; zgjatja e shqiptimit të një rrokjeje në një varg.
*6. shah.* Figure shahu si numër, pavarësisht nga cilësia e saj. *Ka një sasi me tepër. Humbi (la) një sasi.*
SASIOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me sasinë, që lidhet me sasinë, i sasisë; nga pikëparaja e sasisë, nga ana e sasisë. *Tregues sastor. Shtim sasior. Nga ana sasiore. Ndryshime të rëndësishme sasiore.*
• AnalisC tailore *kim.* studim i përbërjes së një lënde, duke përcaktuar sasinë e elementeve që e perbë jnë.
SATE *gjin., dhan., kallëz.* e *përem. pron.* JOTE.
SATELtT,~I m. *sh,* ~Ë, ~ËT. 1. Trup qiellor që rrotullohet rreth një planeti a një ylli. *SatelUët e Jupiteril. Hëna është sateliti Tokës.*
2. Pajisje me vegla dhe aparatura të posaçme, e lëshuar në orbitë rreth Tokës ose një trupi tjetër qiellor për qëllime shkencore, për vëzhgime, për ndër-lidhje etj. *Satelit artificial. Satelit televiziv. Orbita e satelitit. Pajisjet e satelitit. Lëshoi (hodbi) një satelit.*
*3. fig. keq.* Shtet ose klikë në fuqi që ndjek në më-nyrë të verbër dhe pa parime politikën e një shteti tjetër më të madh e më të fuqishëm. *SatelUët e impe-rialistëve (e socialimperuUistëve). Shporrën agresorët amerikanë dhe satelitit e tyre.*
SATELfT,~E *mb. keq.* Që ndjek në mënyrë të verbër dhe pa parime politikën e një shteti tjetër më të madh e më të fuqishëm; që ka të bëjë me një satelit. *Vende sat elite. Qeveri satelite. Forcat tat elite.*
SATEN,~I m. Pëlhurë mëndafshi e hollë dhe e butë, me shkëlqim nga njëra anë; pëlhurë e pambuktë, e butë dhe e shkëlqyer Si mëndafsh, që përdoret për astare etj. *Saten i zi. Këmishë sateni. Bluzë prej sateni. Astar sateni.*
SATER,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Thikë e madhe dhe e gjerë që përdocet për të prerë a për të grirë mi-shin, hanxhar. *Satëri i kasapit. Presin mishin me satër. Mpreh satërin.*
2. Lloj sëpate me teh të gjerë, që përdorej si arme a si mjet për t'u prerë kokën të dënuarve me vdekje. *vunë (i shkuan) në satër* i vranë, u prenë kokat.
3. Thikë e shkurtër pa majë që e përdorin për të jjrirë gjethet e duhanit.
• Evurikokënnësat?rpIr *dike a p ër diçka* u betua me kokë për dike a për diçka.
. SATËRAÇ,~"I *m. sh.* ~Av ~'AT. Thikë me majën e tehut të thelluar si draper, që përdoret për t'i prerë thundrën kalit para se të mbathet.
SATI (0, SATA (e) *pyet.* Përdoret në f jali pyetëse për të pyetur drejtpërdrejt ose tërthorazi për vendin që zë një send a një qenie në një. radhë gjatë numë-rimit. *sati je ti? I sati doli? E sata ditë është që po vjen? Kushedi për të satën here* shumë here.
SATtRË,~'A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Ironi e hidhur, therëse e fshikulluese, qëndrim që shpreh një ironi të tillë.
2. *let.* Vepër letrare ose shkrim, që fshikullon me anë të ironisë së hidhur e therëse dhe të sarkazmit të metat, veset e anët e tjera të dobëta të njerëzve a të shoqërisë; *vet. nj.* gjinia letrare që përfshin këto vepra; tërësia e veprave satirike të një autori. *Satire e mprehtë (e ashpër, e hidhur, therëse). Satirat e Çajupit. Shkroi një satire.*
SATIRIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shkrimtar që shkruan vepra satirike, shkrimtar satirik. *Satirik i njohur (i shquar). Çajupi shquhet edhe si satirik.*
SATDtfK,~E *mp.* 1. Që fshikullon të metat, veset e anët e tjera të dobëta të njerëzve e të shoqërisë me anë të satires; që përmban satire a shkrime me satire. *Vepër satirike. Vjershë (poemë) satirike. Revistl satirike.*
2. Që shkruan satira. *Shkrimtar satirik.*
SATDUZlM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SATDUZOj; SATDUZOHET. *Satlrizimi i marrëdhënieve shoqërore feudale. Satirizimi i "Ballit Kombëtartf,* -
SATERIZOHET. *Pis. e* SATIRIZOJ.
SATIRIZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Fshikulloj me anë të satires, godas me anë të satires. *Satirizon të metat (dobësitë). Satirizon burokratët.*
SATIRIZCES,~E *mb.* Që fshikullon me anë të satires, që godet me satire. *Vepër satirizuese.*
SATRA>,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Sundimtar me pushtet të pakufizuar i një krahine në Perandorinë e vjetër Persiane dhe në Indi.
2. ^.Sundimtar ose drejtues i egër e despotik që merr nëpër këmbë çdo të drejtë të njerëzve a të var-tësve; ai që shtyp dhe shfrytëzon të tjerët pa mëshirë. *Satrapët e kohëve të shkuara. Dëbuan pushtuesit dhe satrapët e brendshëm.*
*3. Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Mbreti satrap.*
SATRAPLAK,~U m. *sh.* SATRAPLEQ,~TË *hut.* Stërplak.
SAVAN,~Im.iA. ~E, ~ET. 1. Pëlhurë e bardhë më të cilën mbështjellin të vdekurin në disa vende, qefin. *Savani i bardhë. Qepi savanin. E mbështollën me savan.*
2. *fig.* Shtresë e hollë dhe e bardhë, që mbulon diçka,çarçaf, cipë. *Savani i akullt i lumit. Nën savanin e bardhë fë bores.*
SAVANË,~A. *kryes. sh.* ~A, ~AT *gjeogr.* Treva fushore me bar të lartë dhe me pemë e shkurre të rralla, që shtrihet në të dy anët e ekuatorit dhe që ka një stinë të thatë e një stinë me lagështi. *Savanat afri-kane. Savanat e Amerikës së Jugut. Bari i savanave. Kafshët e savanave.*

SAXHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Këmbje, tre-kembësh për të vënë enët mbi zjarr. *Vuri tenxheren lie saxhak.*
SAZE,~JA . *sh.* ~E, -—ET. 1. Vegël muzikore popullore me dhjetë tela,të ndarë në tre grupe e me bisht të gjatë, e ngjashme me mandolinën. *Tingujt e sazes. Telat e sazes. I bie sazes.*
2. *bised.* Vegël muzikore e përbërë nga një kuti e vogël me vrima dhe me gjuhëza metalike, së cilës
i fryjnë duke ë lëvizur nga njëri skaj i gojës tek tjetri; -muzikë goje. *Saze goj'e.*
3. *vet. sh.* Orkestër popullore; vegla muzikore popullore. *Një pale saze. Sazet e dasmës. Sazet e radios. Gjëmonin sazet. U bien sazeve. Nuk pushuan sazet gjithë natën.*
SAZEXHIl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* Ai që i bie një vegle muzikore në një orkestër popullore; ai që vete në dasma e festa si pjesëtar i një orkestre popullore, shair, ahengxhi. *Sazexhinjtë e fshatit. Grupi i sazexhinjve. Merrttin sazexhinj.*
SE. I. *pyet.* 1. Përdoret gjithnjë i shoqëruar me parafjalë për të pyetur për sende, për mjetin më të cilin bëhet diçka, për shkakun e diçkaje dhe për lëndën nga e cila përbëhet diçka; çfarë. *Me se punon? Me se e mori? Me se e shkëmbeu? Me se e krahason? Prej se përbëhet? Nga se u sëmur? Përse u fol në mbledhje? Në se e mbështet këtë? Mbi se qëndron?*
2. Përdoret së bashku me pjesëzen “ja” dhe me përemrin “çfarë”, “ç”, kur dikush fillon të tregojë a të numërojë diçka ose kur përmbyll tregimin a nu-mërimin. *Ja se çfarë na tregoi. Ja se ç'më solli. Ja se ç'duhej të bënte. Ja se ç'kisha për të thënë. Ja se ç'njeri është.*
3. Përdoret së bashku me pjesëzen “ja” dhe za-konisht edhe me përemrin “çfarë”, “ç”, ose me ndaj-foljet “ku”, “nga”, “si” për të përforcuar shprehjen e habisë, të zemërimit, të mospërfilljes, të përçmimit etj. *Ja se çfarë na qenka! Ja se ç'na paska punuar! Ja\ se ç'të gjeti! Ja se ç'do të thotë të jesh i mësuar! Ja se ku na dolil Ja se nga na erdhil Ja se si e paska*
*. rregulluar!*
II. *lidh.* 1. Përdoret për të lidhur një fjali kryefjalore, kallëzuesore, kundrinore ose përcaktore me fjalinë drejtuese; që. *Dihet se Toka rrotulhhet rreth Dielit. Thuhet se morën pjesë shumë veto. Shihet se Jane gati të nisen. I treguan armikut' se shqiplari nuk gjunjëzohet. Hetuan se aty afër ndodhej një shpettë. E mori vesh se ku ishin.*
2. Përdoret për të lidhur një fjali shkakore me fjalinë drejtuese (me kuptimin “sepse, meqë, ngaqë”). *donte, se ishin trima. E dëgjonin me ëndje, se kishte zë të bukur. Punonte shame, se ishte i ndërgjegjshëm.*
3. Përdoret për të lidhur një fjali krahasore ose gjymtyrën e dytë të një krahasimi, kur kemi mbiemra ose ndajfolje në shkallën krahasore; sesa. *Ishte me i shpejlë se era. Është me i ëmbël se mjalti. Tomori është me i lartë se Dajti. Prodhuan me shumë se vitin*
*e kaluar. Erdhi më parë se ju. Dolën me mirë se para-shikohej. Me mirë vonë se kurrë. fj.u. Me mirë të dish se të kesh. fj.u.*
4. Përdoret si lidhëz kundërshtore para një fjalie të varur, e cila shpreh një veprim që do të ketë pasoja të padëshiruara, në rast se nuk plotësohet vcprimi i shprehur nga fjalia drejtuese; përndryshe, në rast të kundërt. *Mos u sill ashtu, se do të pendohesh. Mos dil pa pallto, se do të ftohesh.*
5. Përdoret e përsëritur për të lidhur dy gjymtyrë të një fjalie ose dy fjali që i kundërvihen njëra-tjetrës, kur shprehet mëdyshje a pasiguri. *Se erdhi, se nuk erdhi, nuk e di. Se unë, se ti, njëri do të niset patjetër. Se ka, se s'ka, ai nuk e prish gjakun.*
6. *bised.* Përdoret me një fjalë të përsëritur në to-gje që shprehin një gjendje të papëlqyeshme, ose për të theksuar se një veprim kryhet a ndodh pavarësisht nga dëshira a parashikimi; që. *Keq se keg, ta përfun-dojnë në një fare mënyre. Vonë se vonë, le të nisen tani. E tha se e tha. U be se u be.*
7. Përdoret në përbërjen e një vargu togjesh li-dhëzore me kuptim shkaku, kohe, krahasimi, kundër-vënieje, lejimi (p.sh. për arsye se... Nga frika se...
Nga shkaku se___Për shkak se... Duke qenë se...
Në është se... Në rast se... Në qoftë se... Po qe se... Po të jetë se... Para (përpara) se... Qysh se... Vetëm se... etj.). *U përqendrua te kjo çështje, për arsye se ka rëndësi të veçantë. Mjekimi me penicilinë u ndërpre, për shkak se kishte pasoja anësore. Duke qenë se rre-thanat u ndërlikuan, hetimi u zgjat me tepër nga ç'pa-rashikohej. Nxifonte nga frika se mos vonohej.*
III. *pj.* 1. Përdoret në fund të një fjalie pyetëse ose habitore për të theksuar ngjyrimin e saj shprehës, emotional ose ironik; pa. *Kush e besonte se? Sa mirë se! Sa bukur se! E në ç'kushte se! Sa hije të paska se! Punonin, e ç'të punuar se!*
2. Përdoret përpara përemrave pyetës e të pakufi-shëm dhe ndajfoljeve që shërbejnë për të pyetur në fjali dëftore a thirrmore për t'u dhënë kuptim tëpa-përcaktuar. *Se kush e mori. Se kush vajti. Se nga u zhduk! Se çfarë po çuçurinin njëra me tjetrën. Se ç'dre-qin patii Se ç'i ra (ç'i erdhi, ç'i hipt) në kokë!*
3. Përdoret në togje me pjcsëzat “po” dne “jo” të përsëritura për të theksuar pohimin a mohimin. *Po se po. Jo se jo.*
•*k* Mi se... në shkallën më të tejme të asaj që është, plotësisht, krejt, shumë (p.sh. Është me se e vërtetë (e drejtë). Ishte me se i bindur.). Se mos... përdoret për t'i dhënë shprehjes një ngjyrim dyshimi, mospranimi ose përbuzjeje, ironic
SEANCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Secila nga pjesët e kohës, gjatë të cilave vazhdon pa ndërprerje punimet një kongres, një sesion, një mbledhje etj. ose një organ i mbledhur për të shqyrtuar çështje të ndryshme a për të vendosur për to. *Seanea eparë(e dytë, efundit). Seance e shkurtër. Seance gjyqësore. Seancat e Kon-gresit (e mbledhjes). Seancat e Kuvendit Popullor. Seanea e paradites (e pasdites). Hapi (mbylli) seancën. Në pushimet ndërmjet seancave.*
2. Periudhë kohe e caktuar, që nevojitet për të bërë një punë, në të cilën marrin pjesë disa veta dhe që zakonisht përsëritet disa here me radhë. *Seanea mjekimi (fërkimi). Bëri disa seanea.*
SEBEP,~J *m. sh.* ~E, ~ET *bised., vjet.* 1. Shkak. për *sebepin e tij. Pa ndonjë sebep. U be sebep për diçka. U zemërua pa ndonjë sebep. Nuk e di ciliqe sebepi. Nuk ka ndonjë sebep. për sebep të... për* shkak të...
2. Arsye e kotë, shkak i rremë, vjegë ku kërkon të kapet dikush për një qëllim të caktuar, shkas. *Gjen sebep. Kërkon (do) sebep. Sa për sebep.*
3. Rrethanë a ngjarje e jashtëzakonshme në jetën vctjake ose familjare (lindje, dastnë, vdekje etj.); rast. *Sebep i*

*mirë (i gëzuar). Ka një sebep. I ndodhi (i ra,* i *doli) një sebep. Shkuan në një sebep. Me këtë sebep* me këtë rast.
• Rroftë sebepi! *iron, shih te* RROJ.
SECILI,~A *pakuf.* 1. Përdoret për të shënuar çdo send, dukuri a frymor të një grupi të marrë veç e veç, por pa u përjashtuar asnjëri nga tërësia. *Secili prej nesh. Secila nga shoqet. Secili nga pjesemarrësit. Në secilin rast veçan. për secilin grup.*
*2. përd. em.* Çdo njeri, gjithsecili, gjithkush. *Secili e di punën e yet. Secilit veçan. Secilit sipas punës.*
SECILIDO, SECILADO *pakuf.* Secili, çdonjëri. *Shprehte secilido pikëpamjen e vet.*
SEÇ. I. *pakuf.* Përdoret për të treguar diçka të pa-përcaktuar ose të panjohur; diçka, diç. *Seç i pëshpë-riste. Seç po bisedonin. Seç mori vesh. Seç pati. Seç po vizatonte. Seç mori aty. Aty seç kishte.*
II. *pj.* Përdoret në flllim të një fjalie për të thek-suar ndjenjën e kënaqësisë, të gëzimit, të habisë etj. ose për të shtuar fuqinë shprehëse, sidomos në poezinë popullore. *Seç këndon bilbili. Seç na mbiu një lule. Seç u mblodhën shqiptarët. Seç erdhën nga çdo anë. Seç u nxi, seç u err.*
SEDEF,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shtresë e brendshme, e forte, e lëmuar dhe e ndritshme e disa llojeve të guaskave të detit, që përdoret për të bërë kopsa dhe për zbukurime. *Rruaza sedefi. Kopsa prej sedefi. Me këllëf sedefi. Shkëlqim sedefi.*
SEDEFTË (i,e) *mb.* 1. Që është bërë me sedef, prej sedefi; që është veshur a zbukuruar me sedef. *Kopsa të sedefta. Guaskë e sedeftë. Dyfek i sedeftë.*
2. *fig.* Që ka shkëlqimin e sedefit si me xixa. *Currilat e sedeftë. Liqeni i sedeftë.*
SEDËR,~RA . 1. Ndjenja e nderimit që ka nje-riu për vlerën e vet ose si pjesëtar i një grupi a i një kombi dhe që kërkon ta ruajë e të mos ia prekin; vlerësimi që ka dikush për zotësinë e vet në një punë a mjeshtëri. *Seder veljake. Seder kombëtare (patrio-tike). Seder profesionale. Seder e sëmurë (mikrobor-gjeze). E preku (e lëndoi) në seder. I përkëdhel sedrën. Ka shumë seder.*
2. Shtytje e brendshme që ka dikush për të bërë diçka sa me mirë a për të dale faqebardhë; ambicie, zell. *Seder revolucionare (socialiste). Njeri me seder. Punon me seder. E bën me seder. Nuk e lë sedra.*
*ir* Vuri seder vuri të gjitha forcat për ta bërë diçka sa me mirë a për të mos u turpëruar. Ha (vë) seder *me dike shih te* HA.
SEDËRFYER *mb.* Që është fyer në seder, i prekur në seder. *Iku sedërfyer.*
SEDËRLËNDUAR *mb.* Që është lënduar në seder, i prekur në seder.
SEDËRMADH,~E *mb.* I. Që preket lehtë në seder, që fyhet shpejt për gjënë më të yogël; që e vlerëson shumë vetveten. *Burrë sedërmadh. Është tepër sedërmadh.*
2. Që përpiqet ta bëjë çdo gjë sa me mirë, që kërkon të mos nxjerrë punë të keqe nga duart e të dale kurdoherë faqebardhë e i nderuar. *Punëtor sedërmadh.*
SEDËRQAR,~E *mb. bised.* Sedërmadh.
SEDIJE,~A . Mungesa e njohurive për diçka, gjendja e dikujt që nuk di gjë për diçka. *la tha me sedije.*
• E bën në sedije *dike a diçka* nuk e përfill fare.
SEDO *pakuf.* Çfarëdo, çdo gjë që të ndodhet; çdo gjë. *E ha bukën me sedo. Ishin keq për sedo.*
SEFERGJEN,~I *m. bot. shih* BORZILOK,~U.
SEFERTAS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Tri-katër enë metali të vena njëra mbi tjetrën, që shtrëngohen bashkë me një dorezë dhe që përdoren për të mbajtur disa gjellë e për t'i çuar nga një vend në tjetrin; secila nga këto enë. *Sefertas me katër enë. I solli (i shpuri) gjellët me sefertas.*
SEFTE,~JA . *bised.* 1. *vjet.* Shitja e parë që bënte dyqanxhiu pasi kishte hapur dyqanin. *Bëri sefte. Ustai nuk kishte bërë sefte.*
2. Here; hera e pare. *Seften e pare. Në atë sefte.*
• Bëri sefte *diçka* a) e nisi, e filloi diçka; b) e provoi, e përdori, e shijoi diçka për here të pare. S'kam bërë sefte nuk e kam provuar ende (zakonisht. për një lloj peme që piqet në një stinë të caktuar).
SEFTE *ndajf. bised.* 1. Së pari, në fillim, në krye. *Sefte s'e kuptoi. Sefte e pyeti për shëndetin. Sefte ashtu tha, po e ndërroi.*
2. për here të pare. *E ka sefte. Kur erdhën sefte ato makina. Ka ardhur sefte në punë.*
SEGMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeom.* Pjesë e një drejtëze, e kufizuar nga dy pika, që shënohen zakonisht me shenjat e alfabetit; pjesë e një rrethi a e një sfere. *Segmenti AB. Segment drejtëze. Seg-menlet e brinjës së trekëndëshit. Segment rrethor (i rrethit)* pjesë e rrethit që përfshihet ndërmjet harkut dhe kordës së tij. *Segmenti i sferës* pjesë e sferës që pritet nga një plan, i cili nuk kalon nëpër qendrën e saj.
2. *Bot., anat.* Secila nga nënndarjet afërsisht të njëjta të trupit të disa kafshëve ose të kërcellit të disa bimëve; secila nga pjesët afërsisht të njëjta, nga të cilat përbëhet një organ ose ndonjë pjesë e trupit; pjesë e një organi që dallohet nga të tjerat. *Segment fundor. Segmentet e krimbit. Segmentet e kallamit. Segmentet e kokës (e gjoksit). Segmentet e shtyllës kurrizore. Segmentet e gjymtyrëve të insekteve.*
3. *spec.* Diçka që ka trajtën e një pjese të prerë nga një trup i drejtë ose i rrumbullakët. *Segment i hënës.*
SEHtR,~I m. *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Soditja për kureshtje ose për tu zbavitur. *Bën sehir* vështron; sheh për kureshtje a për t'u zbavitur. *Rri për sehir. I bënte sehir rrobat. Donin sehir.*
2. Pamja që duket nga një vend; diçka që mund të shihet për kureshtje ose për tu zbavitur. *Shtëpi me sehir. Kishte sehir atje. Ishin në një sehir.*
3. *krahin.* Habi para diçkaje jo të zakonshme. për *sehir për* t'u habitur. *Bëri sehir* u habit shumë.
• për sehir sa për të kaluar kohën, pa bërë asnjë punë. Bën (mban) sehir *keq.* nuk merr pjesë, nukndihmon për një punë a për një fatkeqësi, rri duar-lidhur kur duhet bërë diçka.
S?EHIRXHI,~U *m.sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* 1. Ai që rri e shikon diçka për kureshtje ose për t'u zba-vitur; spektator. *TUrmë sehirxhinjsh. U mblodhën mjaft sehirxhinj.*
*1. keq.* Ai që sodit duarlidhur kur duhet bërë diçka, ai që nuk merr pjesë a nuk ndihmon për një punë a për një fatkeqësi; indiferent. *Qëndrim (prej) sehir-xhiu. Nuk rri sehirxhi para këtyre shfaqjeve.*
SEJMEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Ai që i vente prapa një beu a një çifligari për t'i shërbyer si rojë dhe për të zbatuar urdhrat e dëshirat e tij. *Sej~ menët e beut. Hajdutë që i mbante si sejmenë.*
2. *fig. përb.* Ai që i shërben verbërisht dhe si mer-cenar një më të fuqishmi. *Sejmenët e nazistëve. Im-perializmi amerikan dhe sejmenët e tij.*

SEJTË (i,e) *pyet.* Përdoret në fjali pyetëse për të pyetur nga ç'lëndë është diçka, prej se është bërë. *E sejtë është kjo stofë (kjo unazë)?*

SEKONDANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *libr.* Ai që vente si dëshmitar dhe ndërmjetës për njërin nga dy veta,që bënin dyluftim. *I dërgoi sekondantin kundër-shtarit. Ju lut të ishte sekondanti i tij.*

2. *sport.* Ai që merr pjesë si ndihmës a si ndërmjetës i një boksieri, i një shahisti etj. në një garë sportive me rëndësi.

SEKONDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Një e gjashtë-dhjeta pjesë e minutes, që merret si njësi matjeje për kohën. *Akrepi i sekondave. Shpejtësia në sekondë. Në sekondat e fundit të lojës (të ndeshjes). Kaluan dhjetë sekonda. Një minute e tridhjetë sekonda. Mat me sekonda.*

2. *fig:* Periudhë kohe shumë e shkurtër, brenda së cilës kryhet diçka, cast. *Prit një sekondë! Erdhi për një sekondë. Nuk shkëputet asnjë sekondë.*

3. *mat.* Njësi matjeje për këndet dhe për harqet, e barabartë me një të gjashtëdhjetën e një minute ose me një të trimi jegjashtëqindtën e një grade dhe që shënohet me dy vijëza të shkurtra sipër pas shifrës përkatëse. *Dy grade, tri minuta e dhjetë sekonda* (2°3flO").

4. *muz.* Largësia prej dy shkallësh në vargun c notave. *Nga do-ja tek re-ja kemi një sekondë,*

SEKONDËMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ore e posaçme që mat kohën me përpikëri deri në të dhjetat e sekondës. *Shkeli sekondëmatësin.*

SEKRECION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fiziol.* 1. Lëndë e neyojshme për veprimtarinë e organizmit, që pro-dhohet si lëng nga gjëndra të ndryshme dhe që der-dhet në gjak, në cipën e një organi ose jashtë; lëng që rrjedh nga një ind ose nga një organ. *Sekrecionet e stomakut. Sekrecione nga veshi.*

2. Sekretim i. *Sekrecion i brendshëm (i jashtëm). Gjëndrat e sekrecionit.*

SEKRET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Diçka që mbahet e fshehtë dhe nuk u tregohet të tjerëve; diçka që duhet ta dine vetëm disa njerëz të caktuar e të ngarkuar për një punë; e fshehtë. *Sekret shtetëror (ushtarak). Se-krei profesional (mjekësor). Ruajtja e sekretit. Zbuloi një sekret. E ruan sekretin. Nuk mban sekrete për të. Mori vesh një sekret, I tregoi (i besoi) një sekret. Në sekretin më të madh* në fshehtësi të madhe.

2. Diçka që nuk është zbuluar a nuk njihet ende; një mënyrë a metodë pune që nuk njihet oss që e njeh vetëm ndonjë specialist i rrallë; e fshehtë. *Se-kretet e tokës (e nëntokës). Sekreti i një prodhimi. Sekreti i formulës së aspirinës. Zbuluan sekretin e energjisë atomike.*

3. Shkaku i fshehtë, i panjohur i diçkaje. *Sekreti i suksesit (ifitores).*

SEKRET,~E *mb.* 1. Që mbahet i fshehtë nga të tjerët; që e dine vetëm disa njerëz të caktuar; i fshehtë. *Plan sekret. Marrëveshje sekrete. Diplomaci sekrete. Kod sekret. Në një vend sekret. E mban sekret. Nuk është diçka sekrete.*

2. Që ka të bëjë me punë dhe detyra, të cilat nuk duhet të shpallen a të njihen botërisht; që lidhet me veprimtarinë e posaçme të organeve të ushtrisë, të po-licisë e të sigurimit të shtetit. *Detyrë sekrete. Urdhër sekret. Shërbimi sekret. Policia sekrete. Agjent sekret. Tepër sekret.*

3. Që ka ndërtim a mekanizëm të ndërlikuar, të cilin e njeh vetëm kush e përdor. *Brave sekrete. Çelës sekret.*

SEKRETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Punonjës që merret me punët e përditshme të një zyre, si hartimi a regjistrimi i shkresave e ruajtja e tyre, mbajtja e letërkëmbimit etj., njeri që ndihmon një zyrtar me përgjegjësi ose një person të veçantë për të ndjekur dhe për të kryer punët e ndryshme. *Sekretari i ndër-marrjes (i institutit, i shkollës, i gjykatës). Sekretar i ministrit (i drejtorit). Sekreiar personal (privat). Zyra e sekretarit. Punon si sekretar.*

*2.* Udhëheqësi i zgjedhur i një organizate politike e shpqërore. *Sekretar i parë (i përgjithshëm) i partisë* udhëheqësi kryesor i partisë. *Sekretar i organizatës-bazë. Sekretar i by rose. Sekretar politik. Sekretar i Komitetit të Partisë. Sekretar i Komitetit të Rinisë. Sekretar i Komitetit Qendror të Partisë. Zgjedhja e sekretarit.*

3. Njeri i ngarkuar me një detyrë në një organ Shtetëror; anëtar i qeverisë (në disa vende). *Sekretar i ambasadës. Sekretar shteti* minister. *Sekretar për punët e jashtme.*

*4.* Ai që merret me ndjekjen dhe zbatimin e detyrave në një institucion ose në një organ shtypi. *Sekretari shkencor i Akademisë. Sekretari i Presidiumit. Sekretar i kolegjiumit (i redaksisë).*

5. Ai që caktohet për të mbajtur procesverbalet e një mbledhjeje, të një konference etj. *Sekretari i mbledhjes Çi kongresit). Sekretar i komisionit. Caktoi (zgjodhi) sekretarin.*

SEKRETARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e SEr KKETAR,~l. Sekretarja e Komitetit të Partisë.*

SEKRETARt—A . *sh.* ~, ~TË. 1. Zyra e sekretarit. *Hyrinë sekretari.*

2. *vet. nj. përmb.* Tërësia e sekretarëve të zgjedhur për të mbajtur procesverbalet e një mbledhjeje, të një konference etj. *Tryeza e sekretarisë. U zgjodh presidiums dhe sekret aria.*

SEKRETARIAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Organi që udhëheq, bashkërendon e kontrollon punën dhe të gjithë veprimtarinë e një organizate politike e sho-qërore; sekretarët që bëjnë pjesë në këtë organ. *Se-kretariati i Komitetit Qendror të Partisë së Punës tëShqipërisë. Sekretariati i Komitetit të Partisë të Rre-thit. Zgjodhi sekretariatin.*

SEKRETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fiziol. I.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SEKRETOJ, SEKRETO-HET. *Me sekretim të brendshëm (të jashtëm). Se-kretimi i pështymës. Sekretimi i lëngut. Fillon (ndërpret) sekretimin.*

2. Sekrecion 1. *Sekretimet e stomakut. Sekretimet nga humla (nga gryka).*

SEKRETOHET *vetv. fiziol.* Prodhohet dhe del nga disa gjëndra një lëndë e posaçme, e nevojshme për veprimtarinë e organizmit; rrjedh. *Sekretohet pështyma. Sekretohen lëngjet e stomakut.*

SEKRETON *kal.,* ~OI, ~UAR *fiziol.* Prodhon dhe nxjerr një lëndë të nevojshme për veprimtarinë jetësore të organizmit (për disa gjëndra); nxjerr një lëng që rrjedh jashtë (një ind ose organ). *Sekreton pështymë (lëng).*

SEKS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e tipareve natyrore, që dallojnë mashkullin nga femra dhe që i përcaktojnë secilit rolin e veçantë në riprodhimin e llojit; gjini. *Seksi mashkull (femër). Seksi dhe mosha. Pa dallim seksi. për të dyja sekset. Veçoritë e seksit.*

*2.* Tërësia e meshkujve ose e femrave, që dallohen vetëm nga gjinia. *Seksi i forte* burrat, sipas paragjy-kimeve mbi dallimin e meshkujve nga femrat. *Seksi i dobët Ci bukur,*

*delikat)* edhe *iron,* grate, sipas para-gjykirtieve mbi dallimin e meshkujve nga femrat. *Seksi mashkullor* burrat. *Seksi femëror* grate.
3. Epshi seksual.
SEKSER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Ai që merrej me punën e ndërmjetësit për shitblerjet ose për dhënien e marrjen me qira të shtëpive. *Bënte punën e sekserit. I jepnin kapar sekserit^*
*2. krahin.* Saraf.
SEKSERl,~A . *vjet.* Puna e sekserit; shpërblimi që merrte sekseri për ndërmjetësimet në shitblerje etj.
SEKSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Degë ose ndarje e veçantë e një institucioni shtetëror, e një organizate shoqërore etj., që kryen detyra të caktuara; zyrat e kësaj dege. *Seksioni politik. hist,* organ i divizionit (me parë i brigadave) në Ushtrinë Nacionalçlirimtare, që drejtonte e zhvillonte punën politike dhe edu-kuese. *Seksioni i bujqësisë (i ndërtimit, i arsimit, i tregtisë). Seksioni i kuadrit. Përgjegjësi i seksionit. Detyrat e seksionit. Shkoi në seksion.*
2. Ndarje e veçantë në një akademi shkencash, që përfshin një tërësi fushash të afërta studimi dhe in-stitucionet që punojnë në këto fusha. *Seksioni i shken-cave shoqërore (natyrore, teknike) i Akademisë së Shkencave.*
3. Një nga ndarjet e punimeve të një kongresi, konference a sesioni etj., që u kushtohet çështjeve të një teme. *Seksioni i shkencave natyrore (shoqërore). Seksioni igjuhës. Seksioni i letërsisë. Punimet e seksionit.*
*4. gjeom., tek.* Sipërfaqja që del kur presim ose kur e përfytyrojmë një trup të prerë sipas një rrafshi dhe paraqitja e tij në vizatim; diametri i një trupi të rrum-bullakët, të prerë tërthorazi; prerje. *Seksion i rrafshët (konik). Seksioni i një gypi. Seksioni i një përcjellësi.*
*5. spec.* Pjesa e një mekanizmi, e një pajisjeje ose e një ndërtese, që merret si diçka me vete. *Seksionet e ndërtesës. Seksionet e ujësjellësit.*
SEKSUAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me seksin, që i përket seksit, i seksit, gjinor. *Gjëndrat (organet) seksuale. Tiparet seksuale. Pjekuria seksuale. Jeta seksuale. Marrëdhënie seksuale.*
SEKSUALIZËM,~MI m. 1. Ndjenja seksuale, zakonisht e tepruar, epsh.
2. Përqendrim i tepruar i vëmendjes te çështjet e seksit; nxitje artificiale dhe e sëmurë e ndjenjave seksuale. *Seksualizmi i letërsisë dekadente (i filmave pornografikë).*
SEKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Grup i vogël be-simtarësh me një dogmë të veçantë, që janë shkëputur nga një bashkësi e madhe fetare ose që dallohen bren-da saj. *Sektet fetare. Sekti bektashian. Sekte heretike. Anëtarët e sektit. Ndahet në sekte.*
*2. fig. zakon. keq.* Grup që del me pikëpamje të ndryshme nga ato që ka një organizate politike më e gjerë; grup i ngushtë e i mbyllur personash me in-teresa të veçanta dhe i shkëputur nga masat. *Sekt i mbyllur. Sekt anarkistësh.*
SEKTAR,~E *mb. keq.* Që është karakteristik për një grup të ngushtë e të mbyllur brenda një organizate politike; që është i shkëputur brenda interesave të ngushta të një grupi; i ngushtë e i n jëanshëm. *Fry me sektare. Qëndrim sektar. Politike sektare. Shfaqje sektare.*
SEKTARtZËM,~MI *m. keq.* Shkëputje e lidhjeve me masat, duke u mbyllur brenda interesave të ngushta të një grupi; frymë sektare, qëndrim sektar. *Rreziku i sektarizmit. Lufta kundër sektarizmit në parti.*
SEKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. i. *gjeom.* Pjesë e rrethit, e cila përfshihet ndërmjet dy rrezeve dhe harkut të tyre. *Sipërfaqja e një sektori. Harku i sektorit.*
2. Pjesë e një sipërfaqeje toke, e një krahine ose e një qendre të banuar; nënndarje e gjerë organizative me një shtrirje të caktuar në një ndërmarrje prodhi-mi, shërbimi, transport! etj. sipas lëmit të punës. *Sek-torët e qytetit. Sektorët e një pylli. Sektori A (B...). Sektori lindor i frontit. Sektori i vrojtimit (i qitjes). Sektor pune. Sektor postar. Sektori i perimeve. Sektori i rrobaqepësisë. Sektori nr.* 1 *i minierës. Sektorët e hekurudhës (e hidrocentralit).*
3. Nënndarje e veprimtarisë së një institucioni kërkimor-shkencor ose e një administrate sipas fusha ve të veçanta e specialiteteve; punonjësit e kësaj nënndarjeje. *Sektori i llogarisë (i finances). Sektori i albanologjisë (në një bibliotekë). Sektori i leksi-kologjisë (i gramatikës, i letërsisë). Sektori i historisë së re. Sektori i edukimit. Përgjegjësi i sektorit. Mbledh-ja e sektorit.*
4. *ek.* Degë e madhe e ekonomisë së vendit, që përfshin një veprimtari sipas llojit të prodhimit ose të marrëdhënieve në prodhim. *Sektori shtetëror. Sektori kooperativist. Sektori i bujqësisë (i blegtorisë). Sektori i ndërtimit (i komunikacioneve, i tregtisë).*
SEKTORIAL,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me një sektor; që ndahet sipas sektorëve të ndryshëm. *Kufij sektorialë. Ndarje sektoriale e punës në bujqësi.*
2. *fig. keq.* Që shikon ose mbron vetëm interesat e ngushta të një sektori. *Frymë sektoriale. Prirje të ngushta sektoriale.*
SEKU *ndajf.* Diku, në një vend që nuk e dime. *Seku vajti. Seku u fut.*SEKUESTRfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SEKUESTROJ, SEKUES-TROHET. *Sekuestrimi i pas.trisë (i dokumenteve). Bënë sekuestrime.*
SEKUESTROHET *drejt. Pës. e* SEKUESTROJ. *sekuestrohet pasuria.*
SEKUESTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *drejt.* Ndaloj me rrugë ligjore përdorimin a shfrytëzimin e një prone ose të një pasurie vetjake; kthej në prone të shtetit pasurinë e një të dënuari ose diçka të siguruar në më-nyrë të paligjshme. *Sekuestruan bagëtitë e çifligarit. I sekuestruan pasurinë. Sekuestruan një shtëpi. Se-kueitroi dokumentet.*
SEKUESTRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *drejt.* Ai që është ngarkuar të bëjë një sekuestrim sipas ligjit.
SEKULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Pazi. *Lakror me sekull.*
SEKULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *bot.* Bimë ba-rishtore rreth dy metra e lartë, me gjethe të grathëta, me lule që i ngjajnë lulediellit dhe me rrënjë si të palates që përdoren për ushqim.
SEKUSH *pakuf.* 1. Tregon një frymor në mënyrë të pacaktuar; dikush, një i panjohur a që nuk dihet. *Sekush trokiti në derë. Sekush thirri nga jashtë. Se-kujt ia kam dhënë. Sekë ka pare.*
2. Secili, gjithkush. *Sekush e ndien veten ushtar. Shkoi sekush në shtëpinë e vet.*
SELAM,~I *m. Bised., vjet.* Të fala, përshëndetje. *çoi (i dha) selam. Të bën selam! Ke selam prej tij.*
SELAMET,~I *m. vjet.* Shpëtim nga një gjendje e vështirë; gjendje e mirë, lumturi pas kapërcimit të vështirësive. *Doli në selamet* shpëtoi, i kapërceu vësh-tirësitë, doli në

dritë. *E nxori në selamet* e shpëtoi nga të këqijat, e nxori në dritë.
SELAMLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *vjet.* Godinë e veçantë, pjesë shtëpie ose dhomë pritjeje vetëm për burrat në shtëpitë e pasura myslimane. *Se-lamllëk me minderë e qilima. Shtruan darken për burra në selamllëk.*
SELEKSIONIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SELEKSIONOJ, SELEK-SIONOHET. *Seleksionimi i prodhimit. Seleksionimi i mineraleve. Seleksionimi i elementëve më të mirë. Bënë seleksionimin.*
2. *bujq.* Përmirësimi i Ilojeve të bimëve e i racave të kafshëve shtëpiake, duke zgjedhur e kryqëzuar individët me tiparet më të mira. *Seleksionimi natyror. biol.* hiajtja e bimëve dhe e kafshëve, që iu përshtaten me mirë kushteve të jetesës, të cilat ndryshojnë me kalimin e kohës. *Seleksionimi artificial. Seleksionimi i bimëve industriale.*
SELEKSIONOHET. *Pës. e* SELEKSIONOJ.
SELEKSIONOJ *kal.,* ~OVA, ~tJAR. Zgjedh sipas një kriteri të caktuar gjërat më të mira ose individët më të përshtatshëm për diçka, përzgjedh. *Se-leksionuan farën. Seleksionojnë mallrat për eks-port.*
SELEKSIONUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Specialist që merret me seleksionimin, përzgjedhës. *Llojet e reja të grurit të nxjerra nga seleksionuesit. Seleksio-nues minerali. min.* ai që ndan mineralin e dobishëm nga gurët e pavlefshëm.
SELEKSIONUES,~E *mb.* Që ka të bëjë me *se-*leksionimin, përzgjedhës. *Punë seleksionuese.*
SELf,~A . *sh.* ~, ~TË. Vendi a ndërtesa ku qëndron dhe ushtron veprimtarinë një organ drejtues qeveritar ose i një partie politike, një përfaqësi, një zyrë etj. *Selia qeveritare. Selia e shoqatës. Selia e ambasadës. Selia e shtabit. Selia e Komitetit Qendror. Në selinë e Kuvendit Popullor.*
SELINO,~JA . *bot.* Bimë barishtore dyvjeçare, e ngjashme me majdanozin, por me gjethe më të mëdha, e cila mbillet në kopshte dhe përdoret si erëz ndër gjellë ose për sallatë. *Selino e egër* sherp. *Gjethe selinoje. Rrënjë selinoje. Supë me selino. Sallatë me selino.*
SELlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kopsht ose are e vogël pranë shtëpisë. *Selishtë e mbjellë me miser. Dolën në selishtë.*
SELlT (SELIS) *kal.,* ~>\, ~UR. 1. Mbjell një pemë a një bimë dhe i bëj shërbim që të rritet. *Selit pemën. Selit vresht.. Selit bimë të dobishme.*
2. *fig.* Rrit me kujdes të veçantë dike a diçka që të zhvillohet sa me mirë. *E rriti dhe e seliti nipin (vaj-zën). Rrit dhe selit filizat e rinj (brezin e ri).*
3. Vendos dike në një vend të ri për të banuar. *Të ardhurit i selitën pranë fshatit.*
*4. fig.* Ngulit te dikush ndjenja e mendime të caktuara, duke ndikuar me fjalë e me shembullin vet jak. *selit ndjenja fisnike. U selit fëmijëve krena-rinë kombëtare.*
SELITEM *vetv.* 1. Vendosem diku me banim të përhershëm, zë vend diku, ngulitem. *V selitën të shpër-ngulurit. U selitën përgjithmonë në fshat. U martuan dhe u selitën* ngritën familje, çelën shtëpi.
2. Përmirësoj gjendjen ekonomike; vë pasuri, mëkëmbem, rregullohem. *Qenë selitur mirë.*
3. *vet. veta HI.* Ngulitet, zë vend. *Selitën zakonet e reja.*
*4.* Rritet mirë një njeri, një pemë, një bimë; lëshon shtat, hedh shtat. *Iu selitën fëmijët.*
5. *Pës. e* SELIT
SELITJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SELIT, SELITEM. *Selitja e pemëve. Selitja e të rinjve në fshat.*
SELVl,~A *sh.* ~, ~TË *bot.* Qiparis. *Selvitë e varrezave. Drti selvie. Kodra me selvi. E ka trupin si selvi* e ka trupin të hedhur, të drejtë dhe të hijshëm.
SEMAFOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pajisje e po-saçme me drita me ngjyra të ndryshme, që shuhen e ndizen, e cila vendoset në udhëkryqe ose në stacio-net e trenave për të rregulluar qarkullimin e mjeteve, shenjëdhënës. *Dritat (sinjalet) e semaforit. Shtylla e semaforit. Ndizet drita e kuqe (e gjelbër) në semafor.*
*2. det.* Pajisje e veçantë, e vendosur në një vend të lartë në bregdet për t'u dhënë shenja me dritë ani-jeve. *U ndez semafori.*
SEMANTIKJË,~A . *gjuh.* 1. Semasiologji. *Seman-tika e përgjithshme. Semantika historike.*
2. Përmbajtja kuptimore e njësive të gjuhës; kup-timi leksikor i fjalëve dhe i shprehjeve.
SEMASIOLOGJI,~A . *gjuh.* Degë e gjuhësisë që studion kuptimin a përmbajtjen e njësive të gjuhësose kuptitnet leksikore të fjalcve e të shprehjeve dhe ndryshimet e tyre. *Semasiologjia e përgjithshme. Studime në fushën e semasiologjisë.*
SEMBËR,~IT *m. vet. sh. vjet.* 1. Bujqit e varfer që vinin nga një ka në zgjedhë dhe i punonin me ra-dhë arat e veta; gjysmatar.
2. Blegtorët me pak bagëti, që i bashkonin tufat për kullotë; përzitës.
SEMESTËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Gjysma e vitit shkollor ose e vitit mësimor. *Semestri i parë (i dytë). Semestri i dimrit. Notat e semestrit. Në pu-shimet e semestrit.*
SEMESTRAL,~E *mb.* Që përfshin periudhën e një semestri, i një semestri. *Lëndët (provimet) semes-trale. Pushimet semestrale.*
SEMIMATURË,~A . *vjet.* Provimet që jepnin nxënësit pasi kryenin katër klas&t e ulëta të gjimnazit. *Provimet e semimaturës. Mori semimaturën.*
SEMINAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Mësim praktik ose teorik, që zhvillohet në shkollat e larta në grope nën drejtimin e pedagogut, ku studentët vijnë të për-gatitur për lëndën e një teme ose për një vepër dhe përgjigjen e diskutojnë rreth saj. *Seminar në histo-ri (në ekonomi politike).*
2. Mësime që zhvillohen me grupe në periudha të shkurtra për ngritjen profesionale dhe ideologjike të punonjësve ose për kualifikimin e mëtejshëm të kuadrove. *Seminar njëmujor (pesëmbëdhjetëditor). Seminar kombëtar. Seminare teorike. Seminare pas-universitare. Seminar me arsimtarët. Organizoi një seminar. Merr pjesë në një seminar.*
3. Shkollë që përgatit priftërinj (në vendet ku ve-pron kisha e krishterë).
4. Shkollë e mesme pedagogjike në disa vende.
SEMESARIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Nxënës i një seminari fetar ose pedagogjik; ai që ka mbaruar një seminar. *Uniforma e seminaristëve.*
SEMIT,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesëtar i një grupi të gjerë popujsh të Lindjes së Afërme e të Afrikës Veriore, të cilët flasin gjuhë të afërta dhe që sot përfshin kryesisht arabët e izraelitët, ndërsa në lashtësi përfshinte edhe babilonasit, asirët, fenikasit etj.

2. *si mb.* ~, ~E. Semitik. *Gjuhë Semite. Fiset Semite.*

SEMITlK,~E *mb.* Që lidhet me semitët, që është karakteristik për semitët; që është krijuar nga semitët. *Gjuhët semitike. Fjalë me prejardhje semitike.*

SENAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Organi me i lartë i pushtetit shtetëror në Romën e lashtë të sklla-vopronarëve; kuvend i lartë shtetëror në disa republika të kohës së lashtë ose të mesjetës. *Senati i Romës. Senati i Spartës. Senati i Venedikut (i Raguzës).*

2. Dhoma e lartë e parlamentit ose e kongresit në disa shtete me dy kuvende ligjvënëse, e përbërë nga përfaqësues të zgjedhur në mënyrë jo të drejt-përdrejtë dhe kryesisht sipas krahinave. *Ndërtesa e senatit.*

3. *hist.* Organ i lartë qeveritar në Rusi para revo-lucionit, që bënte punën e gjyqit të lartë dhe mbi-këqyrte veprimtarinë e organeve të tjera qeveritare-

SENATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Anëtar i senatit.

SENATORIAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me senatin

a me senatorët, i senatit a i senatorëve; që përbëhet nga senatorë. *Komision senatorial. Zgjedhjet senator iale.*

SEND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Diçka lëndore kon-krete e botës jo të gjallë, që rroket nga shqisat si trup i veçantë, gjë. *Sendet rreth nesh. Sendet e botës mater iale. Sendet e natyrës. Emra sendesh. Sendet, dukuritë dhe qeniet. Trajta e një sendi. Përmasat e sendeve.*

2. *filoz.* Diçka lëndore ose dukuri e realitetit objek-tiv, që ekziston pavarësisht nga ndërgjegjja. *Nuk ka sende në vetvete.*

3. Diçka e nevojshme për jetesë a që hyn në punë e përdoret në jetën e përditshme; gjë. *Sende të nevojshme (të dobishme). Sende ushqimore. Sende ar-tistike. Sende zbukurimi (stolie, tualcti). Sendet e shtëpisë. Sende me vlerë (të çmueshme). Sende të konsumit të gjerë (të përditshëm). Ha ndonjë send.*

4. Dukuri e jashtme; rezultat i një veprimtarie, punë, rrethanë, gjë. *Logjika e sendeve. Natyra e sendeve. Një send e ketni të qartë. Kemi parasysh dy sende. Thuaj ndonjë send! Këtojanë sende tëpapëlqyeshme.*

5. *drejt.* Diçka që mund të përvetësohet, të dëm-tohet etj., plaçkë, mall. *Send pa zot. Sende të gjetura.*

6. *bised., euf.* Sëmundje e papritur a dobësi e me-njëhershme që e godet njeriun; damlla, pike. *ra një send. për pak nuk i ra një send.*

E kanë lënë (e kanë lëshuar) sendet *dike* ka mbetur pa gjë në shtëpi, s'ka gjë prej gjëje, s'ka me se të rrojë.

SENDËRGJl,~A . *libr.* Diçka e krijuar me mjete të stërholluara, jo në mënyrë të natyrshme e të vet-vetishme; mjet i sajuar për të zëvendësuar diçka të natyrshme ose për të mbuluar ndonjë cen trupor etj.; sa jim. 5*la sendërgji pa përdorur. Stil plot me sendërgji. let.* stil me shprehje të panatyrshme, me stoli të tep-ruara.

SENDËRGJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SENDËRGJOJ, SENDËR-GJOHET.

2. Diçka e trilluar dhe e shpikur nga mendja, sajim, trillim. *Jane të gjitha sendergjime.*

SENDËRGJOHET *vetv.* 1. Përftohet diçka, kri-johet, sajohet. 2. *Pës. e* SENDËRGJOJ.

SENDËRGJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Krijoj diçka nga mendja, sajoj; krijoj diçka me fantazi. *Sendërgjoi një personazh tipik.*

*1. keq.* Shpif, trilloj. *Sendërgjonte gënjeshtra.*

SENDËRTlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SENDËRTOJ, SENDËRTOHET. *Sendërtimi i shpresave (i dëshirave). Sendërtimi i përpjekjeye shekullore.*

SENDËRTOHET *vetv. libr.* Arrin të vihet në jetë a të zbatohet një qëllim, një dëshirë etj., përmbushet, plotësohet. *lu sendërtua dëshira (qëllimi).*

SENDËRTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Arfij të vë në jetë a të zbatoj diçka, përmbush, plotësoj. *Sendërtoi idealin (qëllimin, dëshirat, ëndrrat).*

SENDËZlM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SENDËZOJ, SENDËZOHET.SENDËZOHET *vetv. libr.* Merr trajtën konkrete të një sendi, kthehet në diçka që kapet nga shqisat, shndërrohet nga diçka abstrakte në konkrete, fiton përmbajtje sendore. *Sendëzohet një kuptim. gjuh.*

SENDËZOJ *teal.,* ~OVA, ~UAR *libr. I* jap trajtën konkrete të një sendi, të diçkaje që kapet nga shqisat, e kthej nga diçka abstrakte në konkrete; i jap përmbajtje sendore.. *Sendëzon një ide.*

SENDOR,~E *mb. libr.* Që ka natyrën e sendit material, lëndor; që ka të bëjë me sendet, i sendeve. *Notion sendor. Kuptim sendor. gjuh.* kuptim lëndor. *Bota sendore.*

SENE,~JA. *sh.* ~, ~TË *vjet.* Vit, mot. *Sene për sene* çdo vit. *Një here në sene. Këtë senenë që doli. Erdhi seneja ë mbarë. Seneja dyzet e katër* në vitin 1944.

SENEGALEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Senegalit ose ai që e ka prejardhjen nga Senegali (shtet në Afrikën Perëndimore).

SENEGALEZ,~E *mb.* Që lidhet me Senegalin ose me senegalezët, që është karakteristik për Senegalin ose për senegalezët, i Senegalit ose i senegale-zëve; që është krijuar nga senegalezët. *Populli sene-galez. Fshat senegalez.*

SENET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Dëftesë më të cilën vërtetohej marrja e një huaje me kamatë ose shitja dhe blerja e një malli. *Senet bakri* dokument i sigurt. *Jepnin (merrnin) senet. Benin senet. I kaloi afati senet it.*

SENSACION,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Mbresa që lë një ngacmim i botës së jashtme mbi shqisat e nje-riut, ndijim. *Sensation pamor (dëgjimor).*

2. Përshtypja e madhe që bën një ngjarje, një lajm a një veprim; lajmi i një ngjarjeje i treguar e i zmadhuar në shtyp, radio etj. në mënyrë të tillë që të bëjë bujë e të lërë mbresa të forta tek lexuesit ose dë-gjuesit. *Sensacionet e shtypit borgjez. Rendja pas sen-sacioneve. Bëri (shkaktoi) sensation. E bën për sensation.*

SENSACIONAL,~E *mb.* Që shkakton sensacion, që lë mbresa të forta, i jashtëzakonshëm. *Ngjarje sensacionale. Lajm sensational. Titujt sensationalë të gazetave borgjeze.*

SENSUALIZËM,~MI *m. l.filoz.* Drejtim filo-zofik sipas të çilit ndijimet janë burimi i vetëm dhe i mjaftueshëm i njohjes. *Sensualizëm materialist. Traj-timi idealist i sensualizmit.*

*2keg.* Prirja për të vënë mbi çdo gjë kënaqësinë e shqisave dhe të epsheve. *Sensualizëm i sëmurë. Sen-sualizmi i letërsisë dekadente.*

SENTENCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Mendim i shprehur në pak fjalë, që përmban një të vërtetë je-tësore ose morale. *Sentencat e filozofëve të lashtë. Fletme sentenca.*

2. *drejt., vjet.* Vendim i gjykatës. *Sentence e pa-apelueshme.*

SENTIMENTAL,~E *mb.* 1. Që preket shumë shpejt në ndjenjat, tepër i ndjeshëm. *Njeri sentimental. Psherëtima sentimentale. Qëndrim sentimental. Është bërë sentimental.*

2. *let.* Që i kushtohet shumë botës së ndjenjave të njeriut, që e përshkruan njeriun dhe natyrën me
shumë ndjenjë e zbukurime. *Letërsia sentimentale. Roman sentimental. Ndikime sentimentale.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Senti-mentalët mikroborgjezë. Qëndrim prej sentimentali.*

SENTIMENTALIZËM,~MI *m. 1.* Vetia e njeriut sentimental, të qenët sentimental; qëndrim tepër zemërbutë, që niset nga ndjenjat dhe jo nga vlerësimi objektiv i realitetit. *Sentimeritalizëmi sëmurë (mikro-borgjez). Niset (vuan) nga sentimentalizmi. Veprojnë pa sentimentalizëm.*

2. *let.* Drejtim letrar i gjysmës së dytë të shekullit XVIII, që e përqendronte tepër vëmendjen te pas-qyrimi i jetës së brendshme, i ndjenjave t" jijeriut dhe i natyrës, duke i paraqitur gjërat në mënyrë të idea-lizuar.

3. *sh.* ~MA, ~MAT *bised.* Shprehje ose shfaqje e qëndrimit prej sentimentali. *Lëri sentimentalizmat!*

SEPAL,—I *m. sh.* ~E, ~ET *bot. shih* NËNPETËL, ~LA- *Sepalet e luleve. Kupa me katër sepale.*

SEPARATIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Përkrahës i separatizmit ose pjesëmarrës në një lëvizje separatiste. *SeparatUtët baskë.*

SEPARATlST,~E *mb.* Që ka të bëjë me separa-tistët e me separatizmin; që kërkon shkëputjen nga një tërësi a bashkësi e organizuar politike, ekonomike etj., që përkrah separatizmin. *Lëvizje separatiste. Prirje (qëllime) separatiste. Kryengritësit separatiste.*

SEPARATlZËM,~MI *m.* Përpjekje për t'u shkë-putur nga një tërësi a bashkësi e organizuar politike, ekonomike etj.; rrymë dhe lëvizje e një grupi po-pullsie me tipare kombëtare të veçanta për t'u shkë-putur dhe për të fituar yetëqeverisjen ose pavarësinë nga një shtet.ose nga një federate ku bën pjesë. *Se-paratizëm feudal, hist,* përpjekjet e feudalëve për të mos iu nënshtruar pushtetit qendror të mbretit. *Shfaqje të separatizmit.*

SEPETE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Arkë e vogël, e punuar dhe e zbukuruar me mjeshtëri, që përdoret për të mbajtur rroba ose për të shtënë pajën e nuses; sënduk i vogël. *Sepetja e nuses (e pajës). Hap (mbyll) sepeten. Vë në sepete. E ruan në fund të sepetes. Ë nxori nga sepetja.*

2. Kanistër, zakonisht me kapak, që përdoret për të vënë rroba e diçka tjetër. *vuri rrobat e thara në sepete.*

SEPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Butak deti me trup vezak si qeskë e vogël, që ka dhjetë brirthë rreth gojës, një guaskë të brendshme dhe një fshikëz me lëng të zi, të cilin e lëshon për të turbulluar ujin që të mbrohet.

SEPSE. I. *ndajf. për* një arsye të panjohur, për një shkak që nuk dihet a nuk përcaktohet dot; përse. *Sepse nuk ka ardhur. Sepse nuk i pëlqen. Sepse po i dhemb pak koka. Nuk e di sepse. Nuk e kupton sepse. '*

II. *lidh.* Përdoret në krye të një fjalie të varur shka-kore për të treguar shkakun e arsyen e diçkaje; për shkak se, për arsye se, meqë. *Nuk e mbaroi dot, sepse s'kishte kohë. Nuk e morën me vete, sepse ishte i vogël. Dolën faqebardhë, sepse punuan me ngulnt. Jo sepse nuk donte, por...*

*k* Edhe sepse përdoret në krye të një fjalie të varur lejore, që tregon se, pavarësisht nga rrethanat e ndrysh-me, nuk mund të ndalohet kryerja e veprimit të shpre-hur në fjalinë kryesore (p.sh. Edhe sepse kishte shumë punë, u tregua i gatshëm t'i ndihmonte).

SERASQER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Kryeko-mandant në ushtrinë turke. *Serasqeri i Rumelisë (i Moresë). Serasqeri i taborëve ndëshkimorë.*

SERB,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Serbisë ose ai që e ka prejardhjen nga Serbia.

SERB,~E *mb.* Që lidhet me Serbinë ose me serbët, që është karakteristik për Serbinë ose për serbët, i Serbisë ose i serbëve; që është krijuar nga serbët. *Populli serb. Gjuha serbe. Valle (këngë) popullore serbe.*

SERBES *ndajf. bised.* 1. Pa druajtje dhe me kokën lart, lirisht e me krenari; ballëhapët, rëndë-rëndë. *Flet serbes. Ecën serbes. Hyri serbes.*

2. *përd. mb.* Që flet a që vepron pa druajtje e me krenari; që mbahet me kokën lart. *Njeri serbes.*

SERBlSHT *ndajf.* Në gjuhën serbe. *Di (flet) serbisht.*

SERBISHTE,~JA. Gjuhë sllave e jugut, që flitet nga serbët, gjuha serbe.

SERBOKROAT,~E *mb.* Që ë-shtë i përbashkët për serbët dhe për kroatët; që u përket serbëve dhe kroatëve. *Gjuha serbokroate.*

SERBOKROATlSHT *ndajf.* Në gjuhën serbokroate. *Fjalor serbokroatisht-shqip.*

SERBOKROATISHTE,~JA . Gjuha letrare e përbashkët e serbëve dhe e kroatëve. *Përkthim nga serbokroatishtja.*

SERBOMADH,~E *mb. keq.* 1. Që ndjek e zbaton politikën shoviniste e shtypëse kundër popullsive me kombësi joserbe; që synon të shtrijë sundimin e shtetit serb mbi popuj të tjerë. *Borgjezia serbomadhe. Sho-vinistët serbomëdhenj. Shovinizmi i egër serbomadh.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Veprimet e serbomëdhenjve.*

SERDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Komandant i një reparti të madh në ushtrinë turke në kohën e Pe-randorisë Osmane. *Serdari i jeniçerëve. Serdarët e taborëve.*

SERDEN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Lulemëllagë.

SERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dërrasë katrore, mbi të cilën qeleshepunuesi shtrin leshin dhe e ngjesh duke e rrahur për ta bërë plis.

SERENADË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Këngë e shoqëruar me vegla muzikore (zakonisht me kitarë e mandoline), që këndohet zakonisht nën dritaret e së dashurës së zemrës. *Serenade me kitarë e mandoline. Benin serenada. I këndonin serenada.*

*2. muz.* Pjesë muzikore e shkurtër për zëra ose për vegla. *Serenada e Shubertit.*

SERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bitum natyror. *Sere e paster. Sera e Selenicës. Fuçi me sere. Minierë sere.*

SERGJEN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Dërrasë e ngushtë, e vendosur brinjazi gjatë murit për të vënë enë kuzhine e sende të tjera; raft i hapur me disa dërrasa, i vendosur pranë murit. *Sergjen i enëve. I vënë në sergjen. Ka nga sergjeni.*

SERl,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Varg gjërash të njëjta, të ngjashme ose me ndonjë tipar të përbashkët. *Seri shtresash. Një seri pullash poste. Seri botimesh.*

2. Shumicë dukurish a veprimesh të pandërprera, të lidhura ndërmjet tyre në ndonjë mënyrë, varg, sërë. *Një seri sulmesh (aksionesh). Një seri golash (pikësh). Dhanë një seri shfaqjesh. Një seri të metash (dobësish).*

3. Varg sendesh të ndryshme a prodhimesh të in-dustrisë, të përgatitura me shumicë e njësoj sipas një gjedheje të caktuar. *Prodhim në seri. Pjesë ndërrimi në seri.*

4. Vendi që zë në një rend a në një kategorizim një dokument, një letër me vlerë, një kartëmonedhë etj., e shënuar me shifër ose me shkronjë. *Seria e letër-njoftimit. Seria e kartëmonedhës.*

5. Pjesë e një filmi të gjatë, e cila qëndron pak a shumë me vete. *Seria e parë e filmit. Film me dy (me katër, me shumë) seri.*

*6. mat.* Një tërësi numrash ose madhësish të ren-ditura sipas një rregulli të caktuar. Sen *konvergjente. Seri pozitive.*

7. *kim.* Varg trupash të përbërë, me prejardhje njëri nga tjetri dhe me një formulë kimike bazë të përbashkët. *Seri yndyrore. Seri radioaktive.*

• L i d h j e në seri *elektr.* vendosja e rezis-tencave dhe e pajisjeve që punojnë me rrymë elektrike në mënyrë që rryma të kalojë medoemos varg nga njëra tek tjetra.

SERlNË,~A . Lloj rrushi i zi kokërrmadh e me shumë lëng. *Rrush serinëpër raki (për verë, perpekmez).*

SERIOZ,~E *mb.* 1. Që vepron e sillet në mënyrë të matur, duke i menduar dhe vlerësuar gjërat mirë; që e njeh mirë punën e vet, e kryen me ndërgjegje e me ndjenjë të thellë përgjegjësie dhe është kërkues ndaj vetes e ndaj të tjerëve; që nuk është mendjelehtë. *Njeri serioz në punë (në shoqëri). Studiues serio2. Nxënës serioz.*

2. Që bëhet a thuhet me kujdes e me përgjegjësi, duke e menduar mirë e si duhet; që bëhet a thuhet me gjithë mend; që është i vërtetë, i qëndrueshëm e i thellë, jo i cekët. *Fjalë serioze. Mendim serioz. Punë serioze. Qëndrim serioz ndaj punës (ndaj detyrave). Dashuri serioze.*

3. Që ka një rëndësi të veçantë, që nuk është bërë sa për të kaluar radhën ose më të qeshur, i mbështe-tur, me përmbajtje të thellë e të pasur, jo i lchtë. *Vepër serioze. Libër serioz. Bisedë serioze. Këshilla serioze. Opera serioze. muz.* opera pa skena komike, me përmbajtje zakonisht tragjike. *Muzikë serioze* muzikë klasike.

4. Që është i rëndë a që mund të ketë pasoja të dëmshme e të rrezikshme, që është mjaft shqetësues; që është mjaft i madh për ta përballuar e për ta ka-përcyer. *Gabim serioz. Të meta serioze. Sëmundje serioze. Gjendje serioze. Pengesa (vështirësi) serioze. Paralajmërim serioz. Kërcënim serioz për lirinë e pa-varësinë e popujve.*

5. Që nuk i qesh fytyra, që ka pamje të menduar ose të vrenjtur nga një kujdes, një shqetësim etj.; që nuk pranon shaka, hijerëndë, i vrenjtur; *kund.* i qeshur. *Me pamje serioze. Rri serioz.*

6. Që shpreh qortim a pakënaqësi për diçka, i rreptë. *Shikim serioz. Ton serioz.*

7. Që e ruan nderin vetjak dhe nuk luan në marrë-dhëniet më të tjerët; që është në përputhje të plotë me normat morale; *kund.* mendjelehtë. *Vajzë serioze. Djalë serioz. Qëndrim serioz.*SERIOZISHT *ndajf.* 1. Në mënyrë serioze, me gjitfië mend, jo më të qeshur, pa shaka. *Flet seriozisht. E ka seriozisht. E mori seriozisht shakanë. Seriozisht ta them.*

2. Me gjithë forcat dhe duke e ndier përgjegjësinë e diçkaje. *Përgatitet seriozisht. lu përveshën punës seriozisht. E mendoi seriozisht. Problemi (çështja) nuk është kapur seriozisht.*

3. Në mënyrë të rëndë dhe të ndjeshme. *sëmurë seriozisht. Ka penguar seriozisht.*

SERIOZITET,~I *m.* 1. Vetia e dikujt që është serioz a e diçkaje që është serioze; të qenët serioz. *Serioziteti i gjendjes (i sëmundjes). Serioziteti në punë. E bën me seriozitet. E mori punën me seriozitet.*

2.1 Qëndrimi serioz dhe pamja e jashtme e dikujt, që e thotë a e bën diçka me gjithë mend e pa shaka. *Mban (man) seriozitetin. la tha me seriozitet.*

SERM,~I *m. vjet.* Argjend. *Unazë sermi. Para serrni. Sahat xhepi me kapakë sermi. I qëndisur me serm. Shkëlqen si serm. I larë në serm.*

SERMAJË,~A . *përmb. vjet.* 1. Para të vena më-njalië, pasuri, kapital. *E humbi tërë sermajën.*

*2.* Stolitë prej argjendi. *Sermaja e nuses.*

SËRMTË (i,e) *mb. vjet.* I argjendtë. *Jelek i sermtë. Leshra të sermta. I veshur me rroba të sermta.*

SEROHEM *vetv. bised.* 1. Nxihem me diçka, bëhem pis. i

2. *fig.* Nxihem në fytyrë nga inati etj., vrenjtem, ngrysem; zemërohem shumë. *U serua nga inati.*

3. *Pës. e* SEROJ.

SEROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. Lyej me serëj *E seroi dyshemenë.*

*2.* E bëj më të zezë, e nxij.

3. *fig.* Nxij, turpëroj. *seroi fytyrën.*

*4. jokal.* Nxij nga zemërimi, nga inati etj. *Po se-ronte nga inati.*

SERTË (i,e) *mb. bised.* 1. Që lakohet, që shtypet a që petëzohet me vështirësi. *Tel i sertë. Llamarinë e sertë. Zbut hekurin e sertë me zjarr.*

2. Që është i forte në shije, në të pirë, në të nuhatur. *Duhan i sertë. Uthull e sertë. Ere e sertë.*

*3. fig.* Jo i afrueshëm, idhnak, i vrazhdë, i ashpër (për njerëzit). *Burrë (djalë) i sertë. Njeri i sertë.*

4. *fig-* Qe shtrohet me vështirësi (për kafshët e punës); që të sulmon dhe të kafshon (për qenin); i egër. *Kale i sertë. Mushkë e sertë. Qen stani i sertë.*

5. edhe *fig.* I ashpër, i rreptë (për vendiri dhe për dukuritë e natyrës). *Udhë e sertë. Vend i sertë. Shtigje të serta. Shkëmbinj të sertë. Dimër i sertë. Kohë e sertë.*

SËRUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *biol.,. mjek.* Lëng me ngjyrë të verdhemët, që veçohet kur mpikset gjaku ose nga limfa dhe që përpunohet për ta përdorur si mje^ për parandalimin e disa sëmundjeve. *Serumi i gjakut. Serum kundër tetanosit. Serume kundër hel-meve. I bënë një serum.*

SERVlL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Njeri pa ka-rakter që u përulet ore e cast e u bën lajka më të fu-qishmëve për t'u hyrë në qejf e për të pasur përfitime vetjake; puthador. *Nuk i duron dot servilët.*

SERVIL,~E *mb. keq.* Që u përulet ore e cast e u

bën lajka më të fuqishmëve për t'u hyrë në qejf e për të pasur përfitime vetjake; shpirtrob, shpirtskllav; që është tipar i një njeriu të tillë. *Njeri servil. Qëndrim servil.*

SERVILIZËM,~MI *m. keq.* Të qenët servilj sjellje a qëndrim prej servili.

SERRË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Ngrehinë e lehtë, e mbuluar me xham ose me lëndë plastike të tejduk-shme, në të cilën rriten në të ngrohtë bimë të ndrysh-me; perimore e mbuluar. *Serrë diellore. Serrë e ngrohtë. Serra me xham. Serra domatesh (Mesh). Perimet e serrave. Rritet në serra.*

SERRË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. Shkëmbinj të lartë e të thepisur.

SESA *lidh.* 1. Përdoret për të lidhur një fjali të varur krahasore me f jalinë drejtuese ose për të lidhur në fjalinë e thjeshtë gjymtyrën e dytë të një krahasimi, kur kemi mbiemra ose ndajfolje në shkallën krahasore; se. *Me i dendur anash sesa në qendër. Me i gjatë sesa të tjerët. Me pak sesa dje. Sivjet bëri me tepër vapë, sesa ka bërë vjet.*

2. Përdoret për të lidhur një fjali të varur krahasore me fjalinë drejtuese ku janë ndajfoljet në shkallën krahasore "më mirë", "më parë", që shprehin një veprim i cili parapëlqehet në kr'ahasim me atë të fjalisë së varur. *Me mirë të vdesësh me këmbë, sesa të rrosh i gjunjëzuar. më parë vritej, sesa tradhtonte shokët.*

SESl *ndajf.* Në një mënyrë të papërcaktuar, të pa-qartë ose pak të çuditshme. *Sesi flet. Sesi e ka sjellë deri këtu gjithë atë thes të rëndë. Sesi doli vetvetiu. Sesi ndodhi as unë vetë nuk e di. Sesi një ditë (një here). Nuk ka sesi* nuk është e mundur, në asnjë mënyrë.

SESl,~A . *rrall.* Mënyra si bëhet diçka; ana nga kapet diçka për ta bërë a për ta zgjidhur, filli. *S'ua gjeti sesinë disa fjalëve. S'ia gjen dot sesinë kësaj pune.*

SESION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Secila nga mbledh-jet e herëpashershme të një organi përfaqësues a të zgjedhur; ditët sa zgjat një mbledhje e tillë. *Sesionet e zakonshme të Kuvendit Popullor. Sesionet e këshillave popullore.*

2. Mbledhje me referate, kumtesa e diskutime për të paraqitur arritjet në një fushë të shkencës, të pro-dhimit, të arsimit etj., për ta thelluar më tej sqarimin e çështjeve e për të përhapur përvojën e përparuar. *Sesion shkencor. Sesion pedagogjik. Sesion përkujti-mor. Sesion tekniko-shkencor për rritjen e pambukut. Kumtesat e sesionit.*

3. Periudna e caktuar për dhënien e provimeve në një shkollë të lartë ose të mesme. *Sesioni i verës (i dimrit). Sesioni i provimeve në fakultet (në institut).*

SET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *sport.* Secila nga ndarjet e një ndeshjeje volejbolli, tenisi, pingpongu etj. sipas një numri të caktuar pikësh. *Seti i parë (i dytë, i tretë). Fitoi (humbi) setin.*

SETËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT. Xhaketë bu-rrash; xhaketë prej cohe të trashë a prej shajaku. *Setër prej leshi (prej pambuku). Me setër krahëve.*

SEVAP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Një e mirë që i bëhej dikujt ose ndihmë që i jepej një nevojtari nga keqardhja e mëshira për të, vepër mëshire, ba-mirësi. *Benin (jepnin) sevape. E kishin për sevap. Ishtebërë për sevap* ishte në gjendje të mjerueshme. *E kishin rritur bota për sevap.*

2. *përb.* Ndihmë materiale a morale nga dikush që është i padëshiruar, që shtiret si mik e vepron sa për t'u dukur. *Nuk duam sevape.*

SEVDA,~JA . *sh.* ~, ~TË *bised.* I. Dashuri. *Sevda e madhe. Sevdaja e djalërisë. Ra në sevda m e dike. Hodhi (zuri, shtiu) sevda. E ka zënë sevdaja.*

2. Dëshirë e madhe për diçka; merak i madh pas diçkaje; qejf, zell. *Ka sevda për gjah (për punë, për t'i rënë fyellit). E ka marrë punën me sevda. E ka kapur (zënë) me sevda. E kishte me sevda të madhe kalin. Nuk ka sevda për diçka* nuk e ka me qejf a me zell. *Nuk ia ka me sevdanë* nuk e do me, i ka dale nga qejfi. *Është vend (send) për sevda* është shumë i mirë.

• la ka sevdanë *dikujt a diçkaje* edhe *moh.* e shikoft me zili.

SEVDALLI,~ESHË *mb. bised.* 1. *iron.* Që da-shurohet lehtë, që bie shpejt në dashuri. *Kokëkrisur e sevdalli. Bandill sevdalli.*

2. Që është i dhënë shumë pas diçkaje, që e ka me merak e me qejf të madh diçka. *Grua sevdalleshë. Sevdalli pas muzikës. Ishte sevdalli për vreshta. Është bërë sevdalli pas bletëve.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Sevda-llinjtë e gjahut.*

SË i *gjin., dhan., rrjedh.* e nyjës së përparme e. *Ndjenja e së bukurës. Drejtoreshës së kopshtit. Mjelëses së dalluar. për hir të së vërtetës. I klasës së dytë. I foli së bijës (vajzës së saj).*

SË ii *pj.* Pjesëz trajtëformuese në disa shprehje ndajfoljore. *Së pan. Së paku. Së tepërmi. Së afërmi. Së gjalli. Së bashku. për së largu. për së mbari.*

SËKËLLDI,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Shqetësim që ndihet në trup nga një sëmundje etj.; vështirësi në punën e organeve të trupit. *Një sëkëlldi në gjoks (në stomak). I jep sëkëlldi plaga. Men frymë me sëkëlldi.*

2. *fig.* Shqetësim i madh nga diçka; brengë, hidhë-rim. *shkakton (i sjell) sëkëlldi. I ka hipur një sëkëlldi. Ia hoqi sëkëlldinë.*

3. *jig.* Vështirësi që pengon një punë, pengesë; kokëçarje, bela. *Punë me sëkëlldi.*

SËKËLLDlS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. I sjell një shqetësim a vështirësi në trup, i jap sëkëlldi. *Na së-këlldisi vapa.*

2. *fig.* 1 shkaktoj hidhërim a shqetësim të madh dikujt, e shqetësoj, e hidhëroj, e brengos; e mërzit. *E sëkëlldisi me fjalë. S'deshi ta sëkëlldiste.*

SËKËIXDISEM *vetv. bised.* 1. Shqetësohem shumë a bëhem merak, mërzitem, brengosem. *Mos u sëkëlldisi Nuk sëkëlldisej fare për ate punë.*

2. E ndiej veten ngushtë, shqetësohem kur me vjen dikush ose kur me kërkon diçka papritur. *Rrini, rrini, mos u sëkëlldisni!*

SËKËLLDISUR (i,e) *mb. bised.* 1. Që është shumë i shqetësuar, i brengosur a i mërzitur. *Me fytyrë të sëkëlldisur. Rrinte i sëkëlldisur.*

*2.* Që ka vështirësi, pengesa e kokëçar je; që nuk bëhet lehtë, i ngatërruar. *Punë e sëkëlldisur.*

SËLLI,~A . Sillë.

SËLLlJ *jokal.,* ~VA, ~RË. Silloj.

SËLLlM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimit të folies SËLLIJ.

2. Koha kur hahet silla.

SËLLOJ *kal.,* ~OVA, ~tIAR *krahin.* 1. I bie me force diçkaje a dikujt, e godas fort, i mëshoj. *sëllon dajres. I sëlloi topit. I sëlloi me pëllëmbë. I sëlloi me sa fuqi kishte.*

*2. fig.* E bëj diçka me gjithë forcën, me sa mundem; ia shkel. *sëllonte mitralozit* shtinte me mitraloz dendur e pa pushim. *Ia sëlloi d ik uj t* i foli rëndë; mori masa të rënda ndaj dikujt.

SËMBAR *kal.,* ~A, ~UR. E vë në rrugë të mbarë, e vë në udhë të drejtë. *E së mbari djalin.*

SËMBIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Dhembje e mprehtë në trup, sikur të shpon a të ther diçka, ther je. *Sëmbime në mëlçi (në gjoks). Ca sëmbime si me thikë. Ka sëmbime.*

2. *fig.* Dhembje shpirtërore e mprehtë. *Ndien një sëmbim në zemër (në shpirt).*

3. *fig.* Diçka që mbetet e paplotësuar, peng. *mbeti (e ka) sëmbim që nuk shkoi.*

SËMBON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Ndiej here pas here një dhembje të mprehtë në trup sikur me ther a me shpon diçka. *Me sëmbon në trup (në ijën e djathtë). KM të dhemb e ku të sëmbon?*
2. *fig.* Kam një dhembje shpirtërore që me shqe-tëson shumë; ndiej një keqardhje të thellë për diçka, e kam peng. *sëmbon në shpirt. I sëmbonte në zemër për shokun (për kooperativën). I sëmbonte që nuk e pa.*
SËMUNDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Çrregullim i ndjeshëm ose dëmtim i veprimtarisë së zakonshme në trupin e njeriut a në trupin e kafshëve ose te bimët, për një kohë të shkurtër a për shumë kohë; gjendje e keqe e shëndetit; *kund.* shëndet. *Sëmundje e rëndë (e lehtë, e gjatë). Sëmundje ngjitëse (e trashëgueshme, e bashkëlindur). Sëmundje e shërueshme (e pashëruesh-me, vdekjeprurëse). Sëmundjet mendore (psikike). Sëmundje të brendshme. Sëmundjet profesionale. Së-mundja e detit. Sëmundjet e kockave (e lëkurës, e zem-rës, e mëlçisë). Sëmundjet e fëmijërisë* fruthi, lia etj. *Sëmundja e hirit (e mykut, e ndryshkut) te bimët. Shenjat e sëmundjes. Ka një sëmundje. Kaloi (hoqi) një sëmundje. Ra (u shfaq, u përhap) një sëmundje. Ia ngjiti sëmundjen. Mori një sëmundje. E zuri (e mbër-theu në shtrat, e vuri poshtë) sëmundja. I ra prapa sëmundjes.*
*2. fig.* Diçka që pengon, dëmton e prish zhvillimin e rregullt e normal të gjërave; dobësi e rëndë në jetën e brendshme të një njeriu, të një organizate, të një shoqërie etj. *Sëmundja e burokratizmit. Sëmundja foshnjore e majtizmit. Sëmundja e egoizmit profesional. Sëmundjet e shoqërisë së vjetër.*
3. *fig.* Prirje e theksuar për diçka jo të rregullt, ves. *E ka sëmundje të flasë pa leje. I është bërë sëmundje. Hiqe atë sëmundje!*
*k* Sëmundje e rritjes dobësi ose e metë kalimtare në fillim të zhvillimit të dikujt a të diçkaje. S ë m u -ndia e 1 igë epilepsia. Sëmundja e sheqe-r i t *mjek. shih te* SHEQER,~I. Sëmundja e to-kës (e hënës) epilepsia.
SËMUNDJEPRURËS,~E *mb. libr.* Qëështëshkaktar i përhapjes së një sëmundjeje ngjitëse. *AIikrobe (baktere) sëmundjeprurëse. Parazitë sëmundje-prurës.*
SËMUR *kal,* ~A, ~UR. 1. E bëj të sëmurë, i shkaktoj një sëmundje; i prish, i shkatërroj shëndetin. *Duhani (alkooli) të sëmur. I sëmuri bimët kjo erë e keqe.*
2. *fig.* E bëj ta ndiejë veten keq, e mërzit shumë, e lodh shumë. *Na sëmuri me këto fjalë.*
SËMUREM *vetv.* 1. Me zë një sëmundje, me bie një sëmundje, bie i sëmurë. *U sëmur nga fruthi (nga I'm, ngagripi). Kujdeset të mos sëmuren bagëtitë (bimët).*
*2. vet. veta HI.* Merr një sëmundje, bëhet e sëmurë a shfaq shenja të sëmundjes një pjesë e trupit. *lu sëmur këmba (dora, mëlçiaj.*
*3. fig. bised.* Nuk duroj dot pa diçka a pa bërë diçka. *Sëmuret, po nuk e pa.*
SËMURË,~I (i) *m. sh.* ~Ë, ~ËT (të). Ai që vuan nga një sëmundje; ai që shkon a shtrohet diku për ta parë mjeku e për t'u mjekuar. *Të sëmurët rëndë. Mjeku dhe i sëmuri. Gjendja e të sëmurit. Shtrati i të sëmurit. Kujdeset për të sëmurin. I rri në krye të sëmurit. Viziton të sëmurët.*
SËMURË (i,e) *mb.* 1. Që ka një sëmundje, që vuan nga ndonjë sëmundje; që sëmuret shpesh, shëndet-lig; *kund.* i shëndoshë. *Fëmijë i sëmurë. Me zemër (me mëlçi, me mushkëri) të sëmurë. Me këmbë (me dorë) të\ sëmurë. Kafshë (bimë) të sëmura. Ra në shtrat i sëmurë. Ka gene shumë i sëmurë.*
2. Që është tregues për një sëmundje; që lidhet me një sëmundje. *Me pamje të sëmurë.*
3. *fig.* Që nuk është mbi baza të shëndosha; që nuk është i drejtë, i rregullt e normal; që është jashtë masës a jashtë kufijve të zakonshëm, i tepruar, jonormal. *Shoqëri e sëmurë. Familjaritet i sëmurë. Marrëdhënie të sëmura. Me shife të sëmura. Me seder të sëmurë. Me kureshtje të sëmurë.*
SËMURË *ndajf.* Në gjendje të sëmurë. *E kishte sëmurë djalin. Ka qenë sëmurë rëndë, po u shërua. E gjeti (e la) sëmurë. Ra sëmurë* u sëmur.
SËNDIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* E shqetësoj, e brengos a e mërzit dike, e sëkëlldis; e lëndoj. *E sëndisi rëndë. Mos e sëndis!*
SËNDISEM *vetv. bised.* Shqetësohem, brengosem, mërzitem, sëkëlldisem. *Sëndiset pa ndonjë shkak. Mos u sëndis kështu!*
SËNDISJE,~A . *bised.* Shqetësim; brengë; lën-dIrn. *Seç ka një sëndisje.*
SËNDUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Arkë prej druri me kapak për të mbajtur plaçka të ndryshme. *Sënduk i zbukuruar. Sënduku i pajës (i nuses). E mban në sënduk. Fut (mbyll, kyç) në sënduk. E nxori nga sënduku.*
SËPATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që e ka mjesh-tëri të presë dru me sëpatë në pyll, druvar. *Punojnë sëpatarët në pyll.*
SËPATË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël dore prej hekuri me teh të mprehtë nga njëra anë, me mykë nga ana tjetër dhe me një vrimë ku futet bishti prej druri, e cila përdoret për të prerë dhe për të çarë dru. *Sëpatë latore. Sëpatë qafëgjatë. Sëpatë e mprehtë. Sëpatë e lashtë prej guri (prej bronzi). Presa e sëpatës.*
*Tuni i sëpatës. Myka e sëpatës. Qafa e sëpatës. Bishti i sëpatës. Sëpata e druvarit. Mpreh sëpatën. Pres (çaj, shkurtoj) dru me sëpatë. Gdhend (trupoj) me sëpatë. I ra me sëpatë.*
2. Vegël e tillë me qafë e me bisht të gjatë, që për-dorej si armë lufte dhe për t'u prerë kokat të dënuarve me vdekje. *Luftëtar me sëpatë. Sëpata e xhelatit.*
*k* I ra (ia preu) me sëpatë i ra shkurt e në mënyrë të prerë, nuk la vend për diskutime e kundërshtime. Si lata, sëpata *keq. shih te* LATË,~A I. Sëpatë pa bisht *shih te* BISHT,~I. Ia shkrepi me sëpatë *shih te* SHKREP. U be bisht sëpatë *shih te* BISHT,~I. Ra si sëpata pa bisht *dikush* ra si i vdekur përdhe. Bien sëpatat në një vend pajtohen mendimet e qëllimet. I ra sëpata në gur *shih te* GUR,~I. I ra sëpata (luga, tbika, sqepi, shpata) në mjaltë *shih te* MJALTË,~I. Mban (fsheh) sëpatën nën gunë *shih te* GUNË,~A. I priste fjalët me sëpatë fliste në mënyrë të prerë, nuk pranonte asnjë kundërshtim. E preu me sëpatë të madhe (me sëpatën e dardharit) ia preu shkurt e pa mëdyshje; nuk i bëri asnjë lëshim; nuk i dha mundësi të kundërshtonte ose të parashtronte arsyet e veta për diçka. Nuk i pret sëpata në një vend nuk thotë të njëjtën gjë, e ndryshon mendimin shpesh; flet kot e pa lidhje logjike, vend e pa vend. I mbeti lëkura në bisht të sëpatës *dikujt* nuk iu nda sëpata nga duart, mbeti gjithnjë duke prerë dru, mbeti tërë jetën druvar. I priste sëpata (palla, shpata, kordha) djathtas e majtas (nga të dyja anët) *shih te* PRES i. Shkoi (humbi) si sëpata pa bisht *shih te* BISHT,~I. Është me i rëndë bishti se sëpata (sqepari) *shih te*

BISHT,~I. Është sëpatë me dy presa (me dy tehe) *dikush* është shumë i zoti e i shkathët. Kur shkoi lata, të shkojë edhe sëpata *shih te* LATË,~A i. S'pritet lisi (druri) me një sëpatë (me një të rënë të sëpatës) *fj.u.* punët e vështira kërkojnë përpjekje e durim.

SËPATË-DALTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël dore prej hekuri dhe me bisht prej druri, e cila ka teh të mprehtë nga njëra anë e majë si të daltës nga ana tjetër.

SËRË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. I. *bised.* Radhë, varg. *Një sërë ndërtesash (pemësh). Tri sërë librash. Dy sërë nxënësish. Një sërë shkrimtarësh* një varg shkrim-tarësh, disa shkrimtarë. *E ka sërën. Rri në sërë. Doli nga sera. I erdhi sera.*

*2. bised.* Rast, mundësi. *Kur t'ia gjejë sërën. Kur t'i vijë sera. S'më doli sera.*

3. Tërësi dukurish të shumta e të njëpasnjëshme, varg. *Një sërë masash (vendimesh). Një sërë çështjesh (problemesh).*

*4. bised., vjet.* Klasë a shtresë shoqërore; kategori njerëzish, dorë. *Nga sera jonë. Sipas sërës. Familje të një sere. Nuk ishte i sërës së tij.*

SËRISH *ndajf.* Përsëri, prapë. *E plugoi sërish. Mori rrugën sërish. Ia tha sërish.*

SËRISHMI *ndajf.* Përsëri, për here të dytë, sërish. *E pyeti sërishmi. U bindën sërishmi se... E mori veten sërishmi.*

SËRITHI *ndajf.* Sërish. *E punoi sërithi. E mbrujti sërithi.*

SËRMA,~JA . *vjet.* 1. Fill i argjendtë a i artë për të qëndisur, gjymysh. *endur me sërma. Fustan i qën-disur me sërma.*

*X.* Argjend, serin. *Zinxhir i larë me sërma.*SFAKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bezgë.

SFERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *mat.* Trup i rrumbullakët, që i ka të gjitha pikat e sipërfaqes të baraslarguara nga qendra e vet, rruzull. *Vëllimi i sferës. Sipërfaqja (rrezja) e sferës. Në trajtë sfere.*

2. Send që ka trajtën e një rruzulli. *Sferë qelqi. Kushinetë me sfera.*

3. *fig.* Fusha brenda kufljve të së cilës zhvillohet një veprimtari ose ku përhapet një dukuri; lëmë. *Në sferën ushtarake (politike). Në sferën prodhuese (joprodhuese). Sferë veprimi. Sferat e jetës. Sferat e punës së organizatës. Sferë ndikimi* një ose disa vende që janë nën varësinë dhe kontrollin politik, ekonomik, ushtarak ose ideologjik të një shteti imperialist a socialimperialist.

4. *kryes. sh.* Shtresë ose grup njerëzish që i përkasin të njëjtit mjedis shoqëror ose profesional; qarqe. *Sferat e larta* qarqet e larta sunduese në shoqëritë me klasa shfrytëzuese; zyrtarët e lartë. *Në sferat diplo-matike (tregtare).*

SFERIK,~E *mb.* Që ka trajtën e sferës, rruzullor. *Pasqyrë sferike. Fundi sferik i një kazani.*

SFIDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* 1. Thirrje që i drejtohet dikujt për të hyrë në ndeshje a në një garë me të. *Sfidat e kalorësve të mesjetës. Sfidë për duel (për dyluftim). I bënë sfidë një skuadre me përvojë.*

2. Qëndrim i guximshëm e mospërfillës ndaj një kundërshtari edhe kur ky ka epërsi në numër, në mjete etj. *Sfidë e guximshme. I hodhi (i bëri) sfidë.*

SF1DOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. I bëj thirrje dikujt për t'u ndeshur a për të bërë një garë me të, i bëj sfidë. *E sfidoi në duel (në dyluftim).*

2. Mbaj një qëndrim të guximshëm e ballëhapur ndaj një kundërshtari, pa përfillur forcën e tij më të madhe në numër, në mjete etj., i bëj sfidë. *Popujt sfidojnë politikën hegjemoniste të superfuqive. Punëtorët sfidojnë me guxim forcat e reaksionit.*

SFILIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. E mundoj keq dike; i shkaktoj vuajtje të rënda e mundime dikujt, e tor-turoj. *Fashistët e rrahën dhe e sfilitën. E sfiliti sëmundja. E sfilitnin mendime të rënda.*

2. *fig.* I shkaktoj dhembje të mëdha, e lëndoj rëndë. *sfiliste zemrën (shpirtin).*

SFILITEM *vetv.* Heq keq shumë e lodhem pa masë; vuaj shumë, mundohem. *Sfiliteshin së punuari. U sfititën për atdheun.*

SFILlTJE,~A *fsh.* ~E, ~ET. Mundim i rëndë, vuajtje e madhe trupore a shpirtërore. *Sfilitje të rënda. Duruan vuajtjet e sfilitjet e luftës.*

SFILITUR (i,e) *mb.* 1. I lodhur e i dërrmuar nga vuajtjet e mundimet ose nga një punë shumë e rëndë. *Me trup të sfilitur. Erdhi i sfilitur.*

2. *fig.* Që ka një dhembje të madhe në zemër, shumë i brengosur a i lënduar. *Me zemër të sfilitur.*

SFlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pykë, kunj. *Can dru me sfinë. Nguli një sfinë.*

2. edhe *fig.* Spicë. *Fut sfina.*

SFINKS,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *mit.* Qenie që, sipas mitologjise së lashtë greke, përfytyrohej me krahë shpendi, me kokë e gji gruaje, me trup luani ose qeni e me bisht gjarpri dhe që u jepte udhëtarëve
kalimtarë gjëza të vështira e i gëlltiste ngaqë nuk i zgjidhnin dot. *Pyetjet e sfinksit.*

2. Trupore e madhe prej guri, që paraqiste një luan të shtrirë me kokë gruaje ose me kokë të një faraoni për të simbolizuar fuqinë e faraonit. *Sfinksi pranë piramidave.*

*3. fig.* Njeri të cilit nuk i kuptohen mendimet, ndjenjat e qëllimet.

iSFOK *kal.,* ~A, ~UR. E nduk sa andej-këtej, sharanduk.

SFOND,~I *m. sh.* ~E, ~ETJjFusha e një tabloje me ngjyrën kryesore, mbi të cilën bëhet piktura; fusha me një ngjyrë, mbi të cilën shkruhet, endet a qëndiset diçka me ngjyrë tjetër. *Sfondi i pikturës. Sfond plot dritë. Sfondi i pëlhurës. Sfondi i kuq i parullës.*

2. Pjesa me një ngjyrë në fund të një skene, të një tribune, të një sallc mbledhjesh etj., në të cilën vihen parulla, portrete e(J. *Sfondi i skenës. Sfondi kryesor* i *sallës (i tribunes). Në sfond ishte një portret.*

*3.* Fusha e prapsme, plani me i largët, në të cilin i dallon gjërat ai që shikon. *Sfond i errët (i ndritshëm). Sfondi i kaltër i detit (i qiellit). Sfondi igjelbër ifushës. Në sfondin e bardhë të maleve me bore.*

4. *fig.* Gjendja e përgjithshtne, kushtet themelore ose mjedisi historik, shoqëror etj., në të cilin zhvillohet a bëhet diçka. *Sfondi i përgjithshëm historik (shoqëror). Roman me sfond shoqëror. Në sfondin e ngjarjeve ndërkombëtare (revolucionare). Vepër që ka në sfond Luftën Nacionalçlirimtare.*

SFRAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pengesë prej gardhi, prej gurësh etj. që i vihet një rrjedhe uji për ti ndry-shuar drejtimin, për t'i prerë rrugën ose për të nda-luar vërshimin; pendë. *Sfrat iulët (ilartë). Sfrat ilumit (i përroit). Ujitje me sfrat. Ndërtuan (ngritën) një sfrat.*

SFUNGJER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *tool.* Kafshë deti shumëqelizore me ndërtim të thjeshtë, që iron e ngulur së bashku më të tjerat në një skelet të lehtë e tërë vrima prej

lënde të brirtë ose gëlqerore. *Lloje sfungjerësh. Koloni sfungjerësh. Nxjerrin sfungjerë nga deti.*
2. Skeleti i butë ë me shumë vrima i këtyre kafshëve, që ka vetinë të thithë ujin e të shtrydhet dhe q4 për-doret për të fërkuar trupin kur lahemi ose për të bërë sende të ndryshme; gome ose lëndë sintetike e butë, e bërë me shumë vrima, që përdoret për të njëjtin qëllim. *Sfungjer për të larë trupin. Lodra prej sfungjeri. Dyshek me sfungjer. I butë si sfungjer. E thith ujin si sfungjer. Lahet (fërkohet) me sfungjer.*
SFUNGJEROR,~E *mb. libr.* Që ka vetitë dhe pamjen e sfungjerit. *Lëndë (masë) sfungjerore.*
SFUNGJERTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej sfungjeri; që i ngjan sfungjerit a që ka vetitë e sfungjerit. *Lëndë e sfungjertë.*
SFURK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Vegël bujqësore prej druri a prej hekuri, me dy deri katër dhëmbë të gjatë dhe me bisht druri, që përdoret për të mbledhur a për të ngritur bario, ferrat, plehun etj. *Sfurk druri (hekuri). Sfurk me dy (tre, katër) dhëmbë. Ngarkojnë barin (plehun) me sfurk. E ngriti me sfurk. I nguli sfurkun. Një sfurk bar.*
*2. zool.* Akrep. *E kafshoi sfurku.*
3. *krahin.* Pirun.SFURQl,~A . *sh.* ~, ~TË. Bërxhik. *Dy sfurqi i gjatë.*
SFYTYRlN *jokal,* ~U, ~RË. 1. Shfryn me hundë kur e shqetëson diçka (për kalin), turfullon. *Sfytyrin kali.*
*2.* Shfryn nga zemërimi (për njerëzit).
SI,~JA . *muz.* Nota e shtatë e shkallës muzikore; shenja për këtë note. *Tingulli (nota)* ““““. *Marr një* ““““. *Teli* i *she.*
SI. I. *ndajf.* 1. Përdoret në fjali pyetëse të drejta ose te zhdrejta, kur pyesitn për mënyrën e veprimit, për gjendjen ose për rrethanat e kryerjes së veprimit (me kuptimin “në çfarë mënyre, qysh”). *Si jeni? Si shkoni? Si i keni fëmijët? Si jeni me shëndet? Si kanë punuar? Si Via bëjmë? Si u be djali? Si të duket? Si shkruhet kjo fjalë? Si të quajnë? Nuk e di si ishte. Nuk doli e qartë si Çse si) e qysh (se qysh) u be,*
2. Në çfarë mënyre; në një mënyrë çfarëdo; në atë mënyrë. Si *të dojë. Si të mundet. Si ta marrësh. Rëndësi ka si u zgjidh. Mendohu si do Via dalësh mbanë. Nuk e di si e tek. Nuk vuri re se si qenë vendosur. Nuk I kujtohej se si. S'kam se si.*
3. Përdoret në krye të fjalive pyetëse dhe thirrore për të shprehur habi, qortim etj. ose për të treguar se diçka është e pamundur (me kuptimin “nuk është e mundur, qysh”). *Si s'e paskan kuptuar? Si ishin oërë! Si nuk pushoi një here! Si nuk e paskan ftuar? Si ta nxë goja atë fjalë!*
] 4. Përdoret në fillim të fjalive pyetëse retorike, që shprehin pamundësinë e kryerjes së diçkaje ose në fjali mohore, që shprehin domosdoshmërinë e diçkaje. *Si Vile vetëm? Si të mos vemi të gjithë në aksion? Si të mos gëzohemi për këtë? Si mund të pajtohet ujku me delet?*
5. Përdoret e shoqëruar me pjesëzën “ja” për të treguar të përgjithësuar mënyrën si është kryer diçka a gjendjen e diçkaje, për të përmbyllur një mendim ose për të shprehur habi, mospëlqim, ironi etj. *Ja si punuan at a! Ja si vdesin trimat! Ja si mbrohet e vërteta. Ja sipaska qenë puna! Ja si na qenka paraqitur!*
6. Përdoret si fjalë lidhëse në krye të fjalive të va-rura të msnyrës (me kuptimin “në ç'mënyrë”) e të fjalive kundrinore (me kuptimin “në atë gjendje që...”); qysh. *E di vetë si Via bëj. E la ashtu si e gjeti. Nuk bëri si* i *thanë.*
7. *përd. përem.* Përdoret për të pyetur bashkëbise-duesin që të përsëritë edhe një here diçka që nuk e kemi dëgjuar a kuptuar mirë; çfarë. — *Si? Nuk e dëgjova mirë.* — 5? *Ma thuaj edhe një here! — Si* Me? çfarë the?
II. *lidh.* I. Përdoret për të lidhur një fjali të varur krahasore ose mënyrore me fjalinë drejtuese; lidh gjymtyrë fjalie që tregojnë mënyrën si bëhet diçka ose krahasim me diçka (shpesh e bashkëlidhur në fjalinë drejtuese edhe me fjalën ashtu). *Erdhi në kohë si vinte çdo ditë. Punonte si punonin më të mirët. Veproi ashtu si e donte puna. Nxitonle diku si ta ndiqte njeri. Edhe në atë rast u suall si e kishte zakon. Tshte bërë si i çmendur nga gëzimi. U vërsulën si të tërbuar. E zgjidhi çështjen si njeri me mend.*
2. Përdoret në njësitë frazeologjike që ndërtohen me anë të krahasimit. *Si pule e lagur. Si në shtëpi të vet. Si në (mbi) gjemba. Si në pëllëmbë te dorës. Si miu në çark. Si sorkadhe. Si nuse me tela. Si bilbil.*
*Si peshku pa ujë (në zall). Si kofinipas të vjeli. I shpejtë si rrufeja (si vetëtima).*
3. Përdoret para një fjale a togfjalëshi që tregon punën, detyrën a rolin që kryen dikush a diçka (me kuptimin “në cilësinë e...”). *Punon si shkrirës çeliku (si brigadier, si përgjegjës ndërrese, si drejtor). Qëndronte si rojë. Morën pjesë si grup. Partia, si pararoja e klasës punëtore. Rinia, si pjesa më e gjallë e shoqërisë. lu drejtova si shok. I foil si mik. E përdori si mashë. I shërbente si mbështetëse. Si me i moçëm, e mori fjalën i pari.*
4. Përdoret e përsëritur ose në togje lidhëzore për të bashkuar gjymtyrë fjalish ose fjali të njs fare (me kuptimin “edhe”). *Si njeri, si tjetri. Si nga numri, si nga cilësia. Si për ju, si për ne. Erdhën si mësuesit, si nxënësit. Si ata që erdhën, si ata që shkuan. Si ne, ashtu edhe ata. Ushtri e forte si nga numri, si nga per. gatitja. Vuanin si nga pushtuesit, si nga tradhtarët.*
5. Përdoret në krye të një fjalie të varur kohore, që tregon se veprimi i shprehur prej saj ka marrë fund më parë se ai që shprehet nga f jalia kryesore (me kuptimin “pasi, kur”). Si *erdhën të gjithë, filloi mbledhja. Si pushoi shiu, dolën në rrugë. Si e shqyrtuan mirë çështjen, morën një vendim të drejtë.*
6. Përdoret për të lidhur fjali të varura që shprehin marrëdhënie shkakore të shoqëruara me ngjyrim kohor (me kuptimin “meqë, duke qenë se, me qenë se, kur”). Si *s'pa njeri, u largua menjëherë. Si nuk gjeti mbështetje, nuk nguli me këmbë.*
7. Përdoret për të lidhur fjali a gjymtyrë fjalie, që sqarojnë a zbërthejnë kuptimin e një fjalie a gjymtyrë tjetër ose në një numërim a renditje. *S”ka si të jetë e mundur. Kafshët shtëpiake si qeni, maeja, lopa etj. Pemë të ndryshme si mollë, fiq, kumbulla etj. Si me poshtë (me sipër).*
8. Përdoret në krye të një fjalie të ndërmjetme. Si *duket, nesër do të jetë kohë e mirë. Si të thuash, e njohim dhe s'e njohim mirë gjendjen. Si do ta shohim me poshtë, fryma e epokës së Skënderbeut mbeti e gjallë për shekuj. Si thamë me lart, populli ynë është trim, liridashës e punëtor.*
*9.* Përdoret në disa ndërtime me përsëritje të foljes, që kanë kuptim lejor a që tregojnë se për folësin njësoj është; sido që. *Të jetë si të jetë. Ishte si ishte... Thonë si thonë. Bine si bënë U tha si u tha, s'ka me rëndësi tani.*
10. Përdoret në disa shprehje ndajfoljore që kryej-në funksionin e shkallës sipërore. *Si Jo me mirë. Si s'ka me*

*mirë. Si mos me keq. Si asnjëherë tjetër. Si kurrë ndonjëherë tjetër.*
11. Sikur. Si *të mos i mjaftonin librat që kishte, kërkoi edhe disa të tjerë.*
Ill *pj.* 1. Përdoret para një fjale a togfjalëshi për t'i dhënë një kuptim përafërsie a më të zbutur. *Pak si tepër. Sine të verdhë. U largua si fshehurazi. E bëri si pa qejf. Qeshi si me pahir. M'u duk si i mërzitur. Dukej si e vështirë. Si nja dyqind metra i lartë. Si nja dy ore të mira larg. Një djalë i ri si nja tetëmbëdhjetë vjeç.*
2. Përdoret për te përforcuar shprehjen e habisë a të mospëlqimit ose kur përsërittm me habi, me dy-shim e me zemërim fjalët e një tjetri; qysh. *Si, nuk dashka? Si, paska kundërshtuar? Si, nuk qenka nisur ende? Si, ende këtu qenka? Si, nuk e mbaroka dot me pare? Si s'paska! Si kështu! Si jo!* posi, patjetër. *SL lum ti! Si mjerë ata!*3. *bised.* Përdoret përpara disa togjeve ndajfoljore që shënojnë një periudhë kohe duke u nisur nga një cak. *Si sot Java* një javë më parë a me pas, duke nisur nga dita e sotme. 57 *sot një muaj. Si nesër një vit.*
• Si urdhëron *usht. shih tek* URDHËROJ j. Si e si me çdo mënyrë, me çdo kusht.
SIBERIAN, ~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Siberisë ose ai që e ka prejardhjen nga Siberia.
SIBERIAN,~E *mb,* Që lidhet me Siberinë ose me siberianët; që është karakteristik për Siberinë ose për siberianët, i Siberisë ose i siberianëve; që është krijuar nga siberianët. *Dimri Siberian. Të ftohtët Siberian. Tundra siberiane. Gjahtarët siberianë. Pyjet siberiane. Kafshët siberiane.*
SIÇ *lidh.* 1. Përdoret për të lidhur një fjali të varur krahasore ose mënyrore me fjalinë drejtuese (shpesh e bashkëlidhur në fjalinë drejtuese edhe me fjalen "ashtu"); si. *Bënte siç bëjnë fëmijët e vegjël. Ecte ashtu siç ecin të çalët. U be siç e deshi ai. Siç e kërkoi, e gjeti.*
2. Përdoret për të lidhur fjali a gjymtyrë fjalie, që sqarojnë a zbërthejnë kuptimin e një fjalie ose të një gjymtyrë tjetër, ose në një numërim a renditje. *Disa dukuri, siç janë: ftohja, ngrirja etj.*
3. Përdoret në krye të një fjalie të ndërmjetme; si. *Siç dihet. Siç na kanë njoftuar. Siç thuhet, do të ndër-tohet shpejt.*
SEDERURGjI,~A . Degë e industrisë së rëndë që merret me shkrirjen e mineralit të hekurit, me derdhjen e gizës e të çelikut dhe me përpunimin e tyre të pare; metalurgji e zezë. *Zhvillimi i shpejtë i side-rurgjisë.*
SEDERURGjtK,~E *mb.* Që ka të bëjë me me-talurgjinë e zezë, i metalurgjisë së zezë. *lndustria si-derurgjike. Qendër siderurgjike. Kombinat siderurgjik.*
SIDO *ndajf.* Në mënyrë fare të rëndomtë; ashtu si të vijë, sidokudo (përdoret edhe e ndjekur nga li-dhëza "që" si fjalë lidhëse). *veshur sido. Shkruan (flet) sido. S"janë nga ata që punojnë sido.*
•*k* Sido qI përdoret për të lidhur një fjali lejore me fjalinë kryesore (p.sh.: Sido që ishte shun i tine, e pranoi edhe punën tjetër. Sido që armiku Ishte me i anmtosur, partizanët e shpartalluan. -
SIDOKUDO *ndajf.* 1. Pa kujdes, sa për të shkuar radhen, pa cilësinë e duhur, shkel e shko, dosido. *Nuk prodhojnë sidokudo. Nuk punojnë sidokudo.*
*2,sifj. ndirm.* Sido që të jetë, sido që ta marrësh. *Sidokudo, një mi të madhi nuk iflitet ashtu. Sidokudo, jemi shokë dhe duhet të bashkëpunojmë.*
3. *përd. mb.* Që nuk është i cilësisë së mirë ose nuk ka ndonjë vlerë, fare i zakonshëm, i rëndomtë, i çfarë-doshëm. *Punë sidokudo. Nuk është njeri sidokudo.*
SIDOMOS *pj.* Përdoret për të përforcuar a për të nxjerrë në pah me mirë kuptimin e një fjale a të një fjalie ose për ta veçuar a kufizuar atë; në mënyrë të veçantë, veçanërisht, kryesisht. *Sidomos në kohën tone. Sidomos këtë vit (në këtë pesëvjeçar). Kishte sidomos të rinj. Ka sidomos rëndësi. I pëlqeu sidomos mbyllja e pjesës.*
SIDOQOFTË *fj. ndërm.* Sido që të jetë puna, pa-varësisht nga ndonjë rrethanë a sesi ka qenë; prapë-seprapë. *Sidoqoftë, ai kishte punuar shumë. Sidoqoftë,*
*ne nuk do të mungojmë (nuk do të heshtim). Sidoqoftë, ka ardhur koha të zgjidhet kjo çështje.*
SIDOZOT *ndajf. bised., vjet.* Siç është, si për she-mbull, fjala vjen. *Një shtëpi sidozot ajo atje.*
SIFILITIK,~E *mb. mjek.* I. Që ka të bëjë me si-filizin, i sifilizit; që vjen nga sifilizi. *Plage sifilitike. Zhdukja e vatrave sifilitike.*
2. Që është i sëmurë nga sifilizi, që ka sifiliz. *Të sëmurët sifilitike.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Shërimi i plotë i sifiiitikëve.*
SIFILIZ,~I *m. mjek.* Sëmundje veneriane ngjitëse dhe e rëndë, që zgjat shumë kohë. *Sifiliz kronik. Sifiliz i trashëguar. Sifiliz i trurit. Çrrënjosja e sifilizit në vendin tone.*
SIFON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Gyp i lakuar me dy krahë, me gjatësi të ndryshme, që shërben për të kaluar një lëng nga një enë e vendosur me lart në një enë të vendosur me poshtë ose për të kaluar ujë a një lëng tjetër nga një vend me i lartë në një më të ulët, aty ku nuk bëhet dot kanal. *Sifon mbi lumë. Parimi i sifonit. Gjatësia e sifonit. Ndërtuan një sifon.*
*2.* Gyp i lakuar në trajtën e shkronjës S, që vendoset shtrirë aty ku shkarkohen ujërat e zeza ose të papastra për të ndaluar daljen e erës së keqe me anë të ujit që mbetet në lakesën e poshtme të gypit. *Sifoni i banjës. Tapa e sifonit. I vuri sifon.*
3. *bised.* Gaz karbonik që futet në ujë a në pije freskuese dhe që del në trajtë ftluskash kur hapet shishja; ujë me gaz karbonik, të futur me presion. *Ujë me sifon. Pi një sifon.*
SlGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *zyrt.* 1. Shkurtim i një ose i me shumë fjalëve që shënojnë një emër të përveçëm a një emërtim tjetër. *Sigh ATSH ("Agjencia Telegrafike Shqiptare"). Sigla Pr. (Prezë). SiglaElb. (Elbasan).*
*1.* Trajta e shkurtuar e emrit të një njeriu që vihet në fund të një shkrese a të një dokumenti për ta kaluar që të nënshkruhet përfundimisht. *vë siglën.*
SIGLIM,~I *m. zyrt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SIGLOJ, SIGLOHET. *Siglimi i marrëveshjes (i traktatit). Siglimi i kopjes së shkresës.*
SIGLOHET *zyrt. Pës. e* SIGLOJ.
SIGLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *zyrt.* I. NInshkruaj me shkronjat e para të emrit për të dëshmuar se e kam parë diçka të shkruar a të shtypur; i vë siglën. *Sifloi bocat e shtypit. Sigloi shkresën. Siglon flttortt e nxënësve. E sigloi faqe për face.*
2. *dipt.* Nënshkruaj një marrëveshje në mënyrë paraprake, para se të miratohet zyrtarisht nga organi i plotfuqishëm. *Sigluan marrëveshjen (traktatin).*

SIGURESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *tek.* Pjesë e një arme ose e një mekanizmi, që shërben për ti raos lejuar që të veprojë padashur e të sjellë ndonjë pasojë të rrezikshme. *Siguresa e pushkës (e mitralozit). I vuri (ia hoqi) siguresën. E ka në- siguresë.*
2. *eiektr.* Pajisje e posaçme, e përbërë nga një fill i hollë me rezistencë të caktuar, e cila e ndërpret rrymën elektrike kur vjen tepër e fuqishme ose kur bëhet një qark i shkurtër. *Fisheku i siguresës. Teli i siguresës. Heq (vë) siguresat. U dogjën siguresat.*SIGURI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët jashtë çdo rreziku dhe të papriture; gjendje pa ndonjë rre-zik | a të keqe të papritur, sigurim. *Siguria shoqërore. Siguria në punë. Ruajtja e lirisë dhe e sigurisë. Kërcë-nimet e imperializmit kundër sigurisë së popujve. Mun-gesë sigurie.*
2. Vërtetësia e plotë e diçkaje; mungesa e çdo dy-shimi në lidhje me diçka; bindja e plotë se diçka është e vërtetë, e përpiktë a e drejtë. *Dihet (nuk dihet) me siguri. Me siguri matematike* me siguri të plotë.
3. Besimi në diçka; bindja e plotë a besimi i pa-tundur për t'i dale në krye një pune ose se gjithçka do të shkojë mirë, ashtu siç duhet, siç parashikohet, siç dëshirohet. *Siguria në të ardhmen (në ditën e nesërme). Siguria në vetvete. Ndjenja e sigurisë. Flet me siguri. Do \të vijë me siguri* do të vijë patjetër, jam plotësisht i bindur që do të vijë.
4. Të qenët i sigurt, pa lëkundje e mëdyshje në veprim. *Siguria e lëvizjeve të duarve. Punon me siguri.*
SIGURIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SIGUROJ, SIGUROHEM. *Sigurimi nga zjarri. Sigurimi i lëndëve të para. Sigurimi i lirisë dhe i pavarësisë. Sigurimi i numrit të nxënësve. Sigurimi i bukës në vend. Sigurimi i shtëpisë (i gjësë së gjallë). Masa (negulla) të sigurimit. Instituti shte-tëror i arkave të kursimit dhe i sigurimeve. Brez sigurimi. Ktlapë sigurimi.*
2. Tërësia e 'masave që merren për t'u mbrojtur nga rreziqet e fatkeqësitë në punë. *Sigurimi teknik.*
3. Organ i diktaturës së proletariatit, i ngarkuaf për të mbrojtur rendin socialist dhe shtetin nga ve-primtaria e armiqve të brendshëm e të jashtëm dhe-nga keqbërësit e tjerë. *Sigurimi i Shtetit. Punonjësit e Sigurimit. Lufta e organeve të Sigurimit kundër armiqve të klasës.*
*4. kryes. sh.* Fjalët që thotë dikush për ta bindur një tjetër se gjithçka është e vërtetë ose ashtu siç e paraqit ai. *Me gjithë sigurimet e tij, nuk doli ashtu.*
Sigurimet shoqërore institucion shte-tëror, që u siguron falas pagën punonjësve në raste sëmundjesh, fatkeqësish etj.
SlGURISHT *ndajf.* 1. Në mënyrë të sigurt, me bindje të plotë, pa dyshim; patjetër. *Sigurisht që e di. Sigurisht që e ka marrë vesh.*
2. *si fj. ndërm.* Pa dyshim, kuptohet vetvetiu. *Ju, sigurisht, jeni marrë vesh me të.*
3. *si pj.* Përdoret për të bërë një pohim pa lënë asnjë dyshim; po, patjetër. D —• *Da ta bëjë? — Sigurisht.* D
SIGUROHEM *vëtv.l.* Marr masa mbrojtëse për t'U ruajtur nga rreziqet dhe të papriturat. *Sigurohemi kundër çdo të papriture. U siguruan nga çdo rrezik.*
2. Fitoj bindje të plotë për diçka; bindem plotësisht, pasi shqyrtoj ose kontrolloj gjendjen e dikujt a të diçkaje. *U siguruan se nuk kishte të meta (gabime). U sigurua që nuk kishte me rrezik. U sigurua që nuk kishte harruar gjë.*
3. Plotësoj nevojat për diçka; kam a pajisem me diçka. *Jemi siguruar me lëndë të para. U sigurua me ushqime e veshmbathje.*
4. Paguaj shumën e nevojshme për sigurimin e jetë^.
5. *Pës. e* SIGUROJ. *U sigurua buka në vend.*
S1GUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Marr masat e nevojshme që dikush a diçka të mos pësojë ndonjë rrezik a të keqe të papritur, e vë jashtë çdo rreziku. *Siguroi krahët (prapavijën). Siguron vendin (mbrojljen e vendit). XJ siguroi rrugën (kalimin mbi urë). E siguroi me mbështetëse..*
2. Arrij me përpjekje që ta kem të sigurt diçka ose i krijoj kushtet një tjetri për këtë; e bëj të mund-shme e të sigurt; garantoj. *Siguron fitoren (suksesin). I siguroi Urine. I siguron të drejtën. U siguron një të ardhme të lumtur. U siguron punën. I siguroi pleqërinë.*
3. Gjej a arrij të kem me punë e me-përpjekje diçka të nevojshme ose ia gjej këtë një tjetri; arrij ta kem a ta prodhoj diçka në sasi të mjaftueshme; nxjerr. *Siguruan ushqimet për dimër. E siguruan bukën në vend. I siguroi veglat bujqësore kooperaiivës. I siguroi një biletë për teatër. E siguroi me punë (me djersë).*
4. Përpiqem të largoj çdo dyshim në lidhje me ve-primet e mia, i jap siguri, e bëj të me besojë; zotohem se do të kryej diçka, jap fjalën. *E siguroi për qëllimet e veta. Ju sigurojmë se do ta kryejmë brenda afatit. Na siguroi se do të vinte (se nuk do të mungonte). Të siguroj se është e vërtetë.*
5. Lidh një marrëveshje dhe paguaj rregullisht një shumë të caktuar për jetën ose pasurinë pranë një institucioni shtetëror a një shoqërie, që jans të dety-ruar të me shpërblejnë dëmin e pësuar në rast fatkeqësish. *Siguroi jetën (shtëpinë). Siguruan gjënë e gjallë. E siguroi nga zjarri.*
SIGURT (i,e) *mb.* I. Që është jashtë çdo rreziku; që është i mbrojtur mirë; që nuk ka rrezik se mund të prishet, të shembet, të rrëzohet etj. *Vend (pozicion) i sigurt. Udhëtim i sigurt. Rrugë e sigurt. Urë e sigurt. Automjet (aeroplan) i sigurt. Aty është i sigurt.*
2. Që vepron pa pengesa e pa ndonjë rrezik; që përshtatet mirë për punën e caktuar ose për t'ia arritur qëllimit, që vepron patjetër. *Armë (vegël, pajisje) e sigurt. Ilaç i sigurt. Mjet i sigurt.*
3. Që mendohet se do të bëhet patjetër ose ashtu siç parashikohet. *Fitore e sigurt. Vdekje e sigurt. Shpë-toi nga një rrezik i sigurt. Nuk është edhe aq e sigurt.*
4. Që ka besim në vetvete a për diçka, që është i bindur a që e di diçka mirë, që nuk dyshon për diçka. *sigurt në vetvete. për këtë jemi të sigurt. Nuk është shumë i sigurt. Ishte i sigurt se do ta fitonte. Të jeni i sigurt I*
5. Që vepron a që bëhet pa lëkundje e mëdyshje, që bëhet me siguri e me qetësi. *Ecjee sigurt. Hap i sigurt. Lëvizje e sigurt. E ka dorën të sigurt.,*
6. Që është plotësisht i vërtetë; që nuk lë vend par dyshime. *Lajme të sigurta. Parashikime të sigurta. Nga burime të sigurta. Një gjë është e sigurt...*
7. Që mund t'i besosh pa frikë e pa dyshim e që meriton besim të plotë. *Njeri i sigurt. Udhërrëfyes i sigurt. Në duar të sigurta.*
SIGURUAR (i,e) *mb.* I. Që ka siguruar jetën a pasurinë, që është siguruar pranë një institucioni të sigurimeve. *Shtëpi e siguruar. Është i siguruar.*

2. Që është në rrethana të sigurta, pasi janë marrë të gjitha masat për t'u dale përpara rreziqeve a të pa-priturave, i sigurt.
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Shpër-blimi për të siguruarit.*
SIGURUES,~E *mb.* 1. Që merret me sigurimin ejetës e të pasurisë në raste fatkeqësish të papritura. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SIHARIQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Lajm i mirë dhe i gëzuar për dike ose për ndonjë ngjarje me rëndësi shoqërore. *Sihariq i madh. Sjell (jep) sihariqin. Mori një sihariq. Dhanë sihariqin e fitores.*
SIHARIQTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Ai që jep a që shpie një sihariq, ai që sjell një lajm të mirë e të gëzuar.
SlKALAÇ,~E *mb. bised.* I gjallë e i shkathët në punë. *Grua (vajzë) sikalaqe.*
SIKLËT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Shqetësim i brendshëm që e bën njeriun të vuajë, mundim, bren-gë; mërzitje e madhe; gjendje e vështirë, ngushticë, hall i madh, *Siklet i madh. Ishte në siklet. I hipi një siklet. I jep siklet. E futi (e vuri) në siklet dike.*
SIKUNDËR *lidh.* Ashtu si, sikurse, siç. *Sikundër e dini. Sikundër e kemi theksuar. Sikundër ishte vendosur.*
SIKUNDËRQË *lidh.* Sikurse, ashtu si. *Sikundër që u vendos. Sikundërqë e pamë me lart.*
SIKUNDËRSE *lidh.* Sikurse.
SIKUR. f. *lidh.* 1. Përdoret për të lidhur një fjali të varur krahasore-mënyrore, që shpreh një krahasim të përafërt. *Bënte sikur flinte. Fliste me zor, sikur të ishte i sëmurë. Bën sikur s'di. Shtirej sikur nuk e shihte.*
2. Përdoret në krye të një fjalie të varur, që shpreh një veprim me dyshim ose me hamendje. *Ndjeu sikur e kapi dikush. lu duk sikur u hap dera. lu be sikur u rrëzua.*
3. Përdoret për të lidhur një fjali të varur kushtore, në të cilën shprehet një kusht i mundshëm, që dë-shirohet ose që nuk ka të ngjarë të plotësohet; në qoftë se, po. *Sikur të mos e kishin parë... Sikur të vinin edhe ata! Ah, sikur të isha atjel Sa mirë, sikur të ishim bashkë! Po sikur?*
4. *bised.* Siç, sikurse. *Sikur the ti me pare.*
II. *pj.* Përdoret për t'i dhënë fjalisë një ngjyrim dyshimi, mosbesimi, pasigurie etj. *Sikur nuk u kënaq. Sikur di gjë ai! Sikur po vjen. Sikur nuk e ke parë ndonjëherë!*
*k* Edhe sikur përdoret për të lidhur një fjali të varur lejore me fjalinë kryesore në kuptimin “edhe po të..., edhe në qoftë se... “ (p.sh. Edhe sikur të vonohet, do ta presim. Edhe sikur të bjerë shi, do të dalim të punojmë).
SIKURSE *lidh.* Përdoret për të lidhur fjali të va-rura, që shprehin marrëdhënie krahasore ose më-nyrore; ashtu si, siç. *Sikurse dihet. Sikurse njofton ATSH-ja.*
SIKUSH *pakuf.* Secili, gjithkush. *kryen sikush detyrat e ngarkuara. Sikush e di mirë punën e vet.*
SILAH,~U *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Brez i gjerë lëkure, shpesh i zbukuruar me qëndisje të arta, që shërbente për të mbajtur armët e brezit dhe pajimet e tyre. *Me kobure në silah. Vuri (çoi) dorën në silah* u be gati të nxirrte armën. *Vuri (ngjeshi, hoqi) si-lahun. Mbushi siIahun me plumba.*
SILAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bujq.* Ushqim për kafshët, që përdoret zakonisht në dimër dhe që për-gatitet duke grirë bimët e duke i lënë të tharmëtohen në gropa a në vende të posaçme të mbuluara. *Silazh*
*me kashtë misri. Grope (kullë) silazhi. Makina grirëse e silazhit.*
SILAZHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SILAZHOJ, SILAZHOHET. *Silazhimi i kashtës.*
SILAZHOHET. *Pës. e* SILAZHOJ.
SILAZHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Grij për silazh dhe e fut në gropën e posaçme. *Silazhojnë tërfilin (gjethet e patates, hasëllin).*
SILlC,~I *m. kim.* Jometal që paraqitet si pluhur me ngjyrë hiri ose në trajtë kristalesh të forta, por të thërrmueshme dhe që është shumë i përhapur në tokë si përbërës kryesor i mineraleve dhe i shkëmbinjve. *Kristale të silicit.*
SILJCOR,~E *mb. min.* Që ka silic në përbërjen e vet; që ka silicin si përbërës kryesor. *Tokë (shtresë) silicore. Lëndë silicore. Sfungjerë silicorë.*
SILIKAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Emërtim i për-gjithshëm i mineraleve shumë të përhapura në na-tyrë, që përmbajnë silic dhe që hyjnë në përbërjen e shumicës së shkëmbinjve.
2. *kryes. sh.* Lëndë ndërtimi dhe sende të tjera që përgatiten duke pasur në përbërjen e tyre këtë mineral. *Industria e silikateve.*
3. *si mb.* ~, ~E. Që është përgatitur me këtë lloj minerali. *Tulla silikate.*
SILOGJIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT *logj.* Mënyrë arsyetimi formal, sipas së cilës, duke u mbësh-tetur mbi dy gjykime të dhëna si premisa, nxirret një gjykim i tretë si përfundim. *Premisat e silogjizmit. Flet me silogjizma.*
SILOS,~I m. *sh.* ~E, ~ET. I. Depo e madhc katërkëndëshe ose si kullë e rrumbullakët, që përdoret për grumbuliimin e për ruajtjen e drithërave ose të lëndëve të copëzuara a si pluhur. *Siloset e drithit. Silos betoni. Silosi i fabrikës së çimentos.*
2. Grope ose kullë për silazhin. *Silos mbi tokë. Silos në trajtë grope.*
SILUETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Hija e errët e diçkaje që del mbi një fushë të bardhë a të ndritur; vijat anësore të diçkaje që duket nga larg jo shumë qartë. *Silueta e anijes. Siluetat e rojave. Silueta e një godine të madhe.*
2. Vizatim i bërë vetëm me një ngjyrë, që paraqet vijat anësore të dikujt a të diçkaje. *Silueta e një vajze. Vizatoi një siluetë.*
SILCR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Predhë e madhe në trajtë të zgjatur dhe e pajisur me motor dhe një mekanizëm drejtues, që lëshohet nën ujë për të go-ditur një anije a nëndetëse. *Lëshoi (hodhi) silurin. E goditi me silur.*
SILURIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SILUROJ, SILUROHET. *Silur imi i anijes. Silur imi i marrëveshjes.*
SILUROHET. *Pës. e* SILUROJ.
SILUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *usht.* Godit me silur një anije për ta fundosur. *Siluruan një kry-qëzor (një nëndetëse).*
2. *fig. keq.* Bëj që të dështojë a të përfundojë keq diçka a dikush, duke vepruar ishehurazi; minoj. *Siluruan konferencën (mbledhjen, marrëveshjen).*JSILURUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Anije e vogël ushtarake e pajisur me silurë.
J2. *fig. keq.* Ai që përpiqet fshehurazi të dëmtojë dike a diçka a të bëjë të dështojë diçka a dikush.
SILURUES,~E *mb.* 1. Që është i pajisur me silurë dhe që shërben për të goditur me ta. *Anije siluruese.*

2. *fig. keq.* Që përpiqet fshehurazi të dëmtojë a të bëjë të dështojë diçka a dikush. *Veprimtari përçarëse dhe siluruese.*

SILVIKULTURË,~A. *bujq. shih* PYLLTARI,~A.

SILLEM *vetv.* 1. Kthehem nga një anë a nga një drejtim. *Sillu këtej! V soil nga unë. Sillet me fytyrë nga dielli.*

*2. zakon. veto. III.* Bëj një lëvizje në trajtë rrethi, lëviz rrotull diçkaje, rrotullohem. *Sillet rrota. Sillet vallja. Sillet rreth vetes. Toka sillet rreth Diellit.*

3. *fig.* I drejtohem dikujt për një punë a për një nevojë. *S'di kujt t'i sillet.*

*4.* Bredh poshtë e lart, shkoj sa andej këtej; rri pa punë, e shkoj kohën kot. *Sillet poshtë e lart (andej e këtej, rreth e rrotull). Sillet nëpër qytet. Sillet kot. Sillet vërdallë. Sillet pa punë.*

5. Vij rrotull pa ia dale ta bëj diçka, humbas kohën duke u marrë me diçka a me dike pa fryt. *U soil shumë ditë për ta mbaruar atë punë. Sillet e përsillet me po atë^ gjë.*

*6.* Rrekem me diçka për ta bërë a për ta ndrequr, merrem me diçka. *Po sillet me një dry të prishur. Po sillet shumë për ta ndrequr.*

7. *fig.* Veproj në një mënyrë të caktuar në marrë-dhëniet me dike a me diçka; mbaj një qëndrim të caktuar në shoqëri a në marrëdhënie më të tjerët; e mbaj veten në një mënyrë të caktuar. *Sillet mirë (keq). Sillet egër (vrazhdë, rreptë, butë). Sillet në mënyrë të kultwruar. Sillet si çilimi (si fëmijë). I sillet si mik (si shok). Sillet me mend në kokë. Nuk di të sillet.*

8. *Pës. e* SJELL. *Sillet nga larg.*

• U soil e II mbështoll *dikush shih te* MBËSHTI-LLEM. Me sillet (me vjen) rrotull (rreth) *diçka shih te* RROTULL. I sillet (i vjen) rrotull (rreth, vërdallë) *dikujt shih te* RROTULL. I sillet (i vjen) festja (takija) rrotull (vërdallë) *shih te* VËRDALLË. SiHet si kali në lëmë *mospërf. shih te* KALË,~I. Sillet si lëmshi në shoshë *shih te* LËMSH,~I. Sillet kot rreth (rreth e qark) dardhës *dikush shih te* DAR-DHË,~A. Sillet nga sillet, bie në kunj e lidhet *shih te* KUNJ,~I.

SlLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet.* Ushqimi i mëngjesit që i shpihej bujkut në are para dreke. *Ha sillën. I shpuri (i çoi) sillën. Në kohën e sillës.*

2. Buka e mëngjesit, mëngjesi.

SILLOJ *jokah,* ~OVA, ~UAR. Ha sillë; ha bukë.

SIMAHOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bashkë-punon me një tjetër dhe i sheshon rrugën për të bërë një krim (sidomos një vrasje a vjedhje).

SIMBIOZË,~A . 1. *biol.* Bashkëjetesë e vazh-dueshme ndërmjet dy qenieve të gjalla a bimëve të llojeve të ndryshme për të gjetur ushqim e për t'u mbrojtur, që u sjell dobi të dyjave. *Simbioza e kër-pudhës me algën. Simbioza e bishtajoreve me disa bak-terë.*

*2. fig.* Lidhje a marrëdhënie të ngushta në mes po-
pujve të ndryshëm që banojnë në të njëjtat troje; lidhje e ngushtë në mes dukurish të afërta. *Simbiozë etnike (gjuhësore). Simbiozë popujsh të ndryshëm.*

SIMBOL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shkronjë ose shenjë e caktuar, që përdoret në mënyrë konvenciona-le për të paraqitur një element, një madhësi të caktuar, një njësi matjeje, njs veprim etj. *Simbolet e mate-matikës. Simbolet e elementeve kimike. Simboli i hidrogjenit është H.*

*2.* Send, qenie, dukuri a veprim, që është zgjedhur nga tradita shoqërore sipas disa tipareve të veçanta për të paraqitur në mënyrë të kapshme një me-ndim, një ide, një ndjenjë etj.; mishërimi i një ideje a i një ndjenje. *Simbol i besimit (i dashurisë, i nde-rimit). Kazma — simbol i punës. Pushka —. simbol i luftës për mbrojtjen e Atdheut. Shqiponja — simbol i lirisë.*

3. *let.* Figure me domethënie të dyfishtë, në tS cilën përgjithësohen dukuri të rëndësishme të reali-tetit, që mishërohen në mënyrë konkrete nëpërmjet heronjve, ngjarjeve, sendeve etj. *Përdorimi me vend (me masë) i simboleve.*

*4.* Shembull i lartë për t'u ndjekur. *Simbol i punës vetëmohuese. Simbol i qëndresës (i heroizmit). Është bërë simbol.*

SIMBOLlK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me simbolin; që shënon diçka me anë të simbolit; që shprehet me anë të simboleve, që përdor simbolet. *Shenja simbo-like. Kuptim simbolik. Shprehje (figura) simbolike. Vjershë simbolike.*

2. Që vlen si simbol i diçkaje, që përfaqëson diçka në mënyrë të figurshmc; që nuk ka ndonjë vlerë me vete, por ka atë që përfaqëson. *Dhurata simbolike. Buka simbolike e mikpritjes. Në mënyrë simbolike.*

SIMBOLlKË,~A . *libr. 1.* Kuptimi simbolik i diçkaje, a jo që përfaqëson diçka, e përdorur si simbol. *Simbolika e manushaqes (e bilbilit) në poezini popullore. Simbolika e ngjyrave.*

*2. përmb.* Tërësia e simboleve të një shkence. *Simbolika e algjebrës (e kimisë).*

3. *përmb.* Tërësia e simboleve të përdorura në një vepër letrare ose artistike, ose nga një autor a nga një drejtim letrar, artistik, shoqëror etj. *Simbolika e Nolit. Simbolika e romantizmit.*

SIMBOLIKlSHT *ndajf.* Në mënyrë simbolike.

SIMBOLIST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *art., let.* I. Ith.-tar i simbolizmit. *Simbolistët e shekullit të kaluar.*

*2. si mb.* ~, ~E. Që mbështetet në simbolizëm, që është ithtar i simbolizmit; që krijohet sipas pa-rimeve e metodës së simbolizmit. *Poet simbolist. Poe-zia simboliste.*

SIMBOLIZËM,~MI *m. art.* 1. Drejtim antirealist e dekadent me frymë antidemokratike e individualiste në artin e në letërsinë e fundit të shekullit XIX dhe të fillimit të shekullit XX, që e shpallte simbolin si bazë të krijimtarisë artistike, duke i dhënë kuptim idealist e mistik. *Simbolizmi frëng.*

*2. shih* SIMBOLIKË,~A i.

SIMBOLIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shpreh në mënyrë të figurshme e konvencionale me anë të simboleve.

2. *vet. veta III.* Shërben si simbol i diçkaje, e pa-raqet si simbolin e saj. *Shqiponja simbolizon Urine.*SIMJE. *gjin., dhan., rrjedh. e përem. pron.* IME.

SIMETRI,~A *f.* 1. Vendosja e pjasëve të një të-rësie në mënyrë të atillë që të kenë përputhje të plotë madhësie, trajte, përmasash etj. në lidhje me një pike, me një bosht ose mo një rrafsh. *Simetri boshtore (qendrore). Simetria e fi"urave gjeometrike. Simetria c Inks. Simetria e trupit. Boshti i simetrisë. Rregullat e simetrisë. Ka simetri. Prishet simetria.*

*2.* Rregullsi në vendosjen a ndërthurjen e gjërave në mënyrë të caktuar, duke ruajlur disa përpjesëtime e masa; harmoni përpjesëtimesh. *Vcndos tablotë me simetri.*

SIMETRIK,~E *mb.* Që ka simetri; që është ndër-tuar a që është vendosur sipas rregullave të simetrisë. *Figura*

*simetrike. Trap simetrik. Dy pika simetrike. Në mënyrë simetrike.*
SIMETRIKISHT *ndajf.* Në mënyrë simetrike, me simetri, sipas rregullave të simetrisë. *Jane vënë si-*
*metrikisht.*
SIMFONI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *muz.* Vepër e madhe muzikore për orkestër, e përbërë prej katër pjesësh që quhen kohë. *Simfonia e parë shqiptare. Koha e parë Çe dytë) e simfonisë.*
2. *fig. libr.* Ndërthurje e rregullt dhe e këndshme e shumë tingujve, ngjyrave etj., që krijojnë një tërësi të harmonishme. *Simfoni ngjyrash.*
SIMFONLK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me simfo-ninë; që ka natyrën e simfonisë ose të muzikës kla-sike, të caktuar për t'u luajtur nga një orkestër e madhe me harqe, me vegla fryme dhe me goditje. *Muzikë simfonike. Koncert simfonik. Valle simfonike. Poemë simfonike.*
2. Që ka përbërjen e nevojshme për të luajtur muzikë klasike e simfoni (për orkestrën). *Orkestra simfonike e radiotelevizionit.*
SIMITÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet. I.* Ai që bënte dhe shiste simite e bukë të llojeve të ndrysh-me; furrtar, bukëpjekës.
2. Ai që shiste simite rrugëve, duke i mbajtur za-konisht në një kanistër.
SIMIT;E,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj buke e bar-dhë, e rrumbullakët dhe e Iyer përsipër më të verdhë veze, që zihet me qiqra a me tharm. *Simite të ngrohta. Tut simiteje. I butë si simite. Ben simite.*
*it* I nxjerr si simitet nga furra e prodhon a e përgatit diçka shpejt e shpejt, pa i kushtuar kujdes cilësisë. E humbi si Xhaferi simiten *shih te* HUMB.
SIMOTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Gazetë,
revistë, ndërmarrje, kooperativë etj., që ushtron një veprimtari të njëjtë ose të ngjashme me një tjetër. *Cazeta (revista) simotra. Ndërmarrje simotra. Miniera (kooperativa) simotra. Simotra jonë shkruante se...*
SIMPATI,~A . *sh.* ~, ~TË. Prirje e brendshme që na bën ta ndiejmë të afërt e ta duam dike a diçka; ndjenjë pëlqimi e mirëdashjeje; *kund.* antipati. *Sim-pati e thellë. Shprehu simpatinë e tij. Gëzon simpatinë e të gjithëve. Ndien (ka, provon, ushqen) simpati për dike a për diçka. Fitoi simpatinë e shokëve. 1 shfaqi simpatinë. Flet me simpati për fshatin (për minierën).*
SIMPATIK,~E *mb.* 1. Që të ngjall ndjenjën e
simpatisë. që të bën për vete, që të tërheq me vetitë e tij; *kund.* antipatik. *Njeri simpatik.*
2. Që është i hijshëm e tërheqës nga pamja; i kënd-shëm. *Vajzë simpatike. Me fytyrë simpatike.*
3. *fiziol.* Që ka të bëjë me një pjesë të sistemit nervor vegjetativ. *Nervat simpatike. Sistemi nervor simpatik.*
Bojë simpatike lëng pa ngjyrë, që bëhet i dukshëm vetëm pasi të ngrohet dhe që përdoret për të shkruar diçka të fshehtë.
SIMPATIZANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* SIM-PATIZUES,~I. *Simpatizantët e Lëvizjes Nacional-çlirimtare. Grupet e simpatizantëve. Komunistët dhe simpatizantët.*
SIMPATIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Ndiej simpati për dike, e pëlqej dike, e dua. *Simpatizojnë njëri-tjetrin.*
*2.* Miratoj dhe përkrah idetë, idealet e qëllimet e një lëvizjeje shoqërore, politike etj. *Simpatizonin Partinë Komuniste Shqiptare (Lëvizjen Nacionalçli-rimtare).*
SIMPATIZUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka simpati për dike a për diçka.
2. Ai që miraton dhe përkrah idetë, idealet dhe qëllimet e një lëvizjeje a të një partie, pa qenë anëtar i rregullt i saj, simpatizant. *Anëtarët e Partisë dhe simpatizuesit e saj. Grupet e simpatizuesve.*
SIMPOZIUM,~I *m. sh.* ~K, ~ET *libr.* Mbledhje studiuesish të një fushe të caktuar për të rrahur shken-cërisht një çështje të veçantë me interes të përbashkët. *Simpozium ndërkombëtar. Simpoziumi i historianëve (i arkeologëve, i biologëve). Simpozium për problemet e gjuhës letrare. U organizua një simpozium. Mori pjesë në simpozium.*
SIMPTOMATIK,~E *mb.* 1. *mjek.* Që ka të bëjë me simptomat; që zhduk ose lehtëson shfaqjet e jashtme të sëmundjes. *Mjekim simptomatik.*
*2. libr.* Që ka shenjat e jashtme të një gjendjeje të posaçme; që paraqet shenjat e diçkaje, kuptim-plotë, domethënës. *Fakt (shembull) simptomatik. Është diçka simptomatike.*
SIMPTOMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *mjek.* Duku-ri a shenjë e jashtme, më të cilën shfaqet^një sëmundje dhe që e ndihtnon mjekun për ta përcaktuar. *Simptoma të lehta (të rënda). Simptomat e jashtme (e dukshme). Simptomat e helmimit.*
*2. libr. fig.* Shenjë e jashtme që na jep mundësi të kuptojmë a të parashikojmë diçka. *Simptomat e revolucionit. Simptomat e një krize të re.*
SIMULANT,~I *m. sh.* <->Ë, ~ËT. 1. *mjek.* Ai që shtiret sikur vuan nga një sëmundje për t'iu shman-gur punës ose ndonjë detyre tjetër shoqërore.
2. *libr.* Shtiak.
SIMULIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes SIMULOJ. *Simulimi i një sëmundjeje. Simulimi i një vjedhjeje (i një faji, i një krimi).*
SIMULOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR *libr.* I. *mjek.* Shtirem si i sëmurë për t'iu shmangur punës a ndonjë detyre tjetër shoqërore. *Nuk simulon, është vërtet i sëmurë.*
2. *kal.* Përpiqem ta paraqit si të vërtetë diçka të rre-me; *drejt.* krijoj prova të rreme (për të fshehur një kfim). *Simuloi një vjedhje (një krim). Simuloi gjurmët (shenjat).*
SINAGOGË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Faltore e be-simtarëve çifutë.
SINAP,~I *m. bot.* Bimë barishtore njëvjeçare me kërcell të gjatë, me gjethe të mëdha trekëndëshe dhe me lule të verdha në majë në trajtë vilesh, që bën fara të vogla, të ndritshme, me shije të athët e djegëse; farat e kësaj bime që përdoren në mjekësi dhe për të përgatitur mustardën. *Sinap i bardhë (i zi). Fletë (gjethe) sinapi. Llapa me sinap.*
• Shtohet (është) si fara e sinapit (e hithrës, e lirit) *shih te* FARË,~A.
SINDIKAL,~E *mb.* Që ka të bëjë me sindikatat, i çindikatave. *Lëvizja sindikale. Organizatat sindikale. Njohja e të drejtave sindikale.*
SINDIKALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Drejtues ose aktivist i një sindikate. *Sindikalist i yjetër. Sindi-kalistë nga vende të ndryshme.*
*2.* Ndjekës ose pasues i sindikalizmit.
3. *si mb.* ~, ~E. Që ka të bëjë me sindikatat ose me sindikalizmin; që përkrah sindikalizmin. *Krerët sIndikalistë borgjezë.*

SINDIKALIZËM,~MI *m.* Rrymë oportuniste mikroborgjeze në lëvizjen punëtore, e cila pranon vctëm luftën për të drejtat ekonomike e shoqërore me anë të sindikatave brenda kuadrit të sistemit kapitalist dhe mohon nevojën e luftës së klasave nga ana e proletariatit dhe marrjen e pushtetit me revolution nën udhëheqjen e një partie politike të orga-nizuar.

SINDIKATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Organizatë punëtorësh të një dege të prodhimit në vendet ka-pitaliste, e cila kufizohet vetëm me luftën për disa të drejta ekonomike të punonjësve. *Anëtarët e sindi-katës.*

2. Bashkim monopolistësh të mëdhenj, të cilët bien në marrëveshje për të caktuar cmimet e tregut, ktishtet për shitjen e mallrave, për grumbullimin e | lëndëve të para etj. me qëllim që të sigurojnë sa me shumë fitime. *Sindikata e qymyrgurit.*

3. *vjet.* Emërtim i Bashkimeve Profesionale në vendin tone në vitet e para pas Çlirimit. *Sindikata e ndërtimit (e tipografëve). Sindikatat e para të punë-torëve dhe të nëpunësve.*

SINEKDOKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *let.* Përdorimi i një fjale emërtuese duke i dhe'në një kuptim sue të gjerë ose më të ngushtë, duke përmendur pjesën për të; tërën ose të tërën për pjesën, njëjësin për shumësin etj. (p.sh. shqiptari në vend të shqiptarët, fshali në vend të fshatarët etj.).

SINI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Enë e nderë prej bakri si: tepsi e cekët me anë pak të ngritura, që përdoret për të pjekur lakrorë, byrekë etj.; enë e tillë që për-dorej për të shtruar bukën e gjellën, si sofër. *Mish i pjekur në sini. E shtroi byrekun në sini. Uleshin rreth e qark sinisë. Vallja e sinisë* valle që luhet brenda si-nisë, kur gëzimi e hareja arrijnë kulmin në një dasmë etj. dhe valltari do të tregojë shkathtësinë e vet të jashtëzakonshme.

2. Tabaka, zakonisht prej bakri. *Solli filxhanët në sini.*

3. *kryes. sh. etnogr.* Rrobat që i dërgonte dhëndri nuses si dhuratë para dasmës.

• E kishte sininë gjithnjë plot e kishte gjithnjë sofrën shtruar për njerëzit e shtëpisë e për mysafirë, e kishte sofrën plot. T'u gëzoftë sinia! *ur.* e paç gjithnjë sofrën plot e më të gjitha të mirat.

SINITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Çdonjëri nga të afërmit e dhëndrit që i shpinin nuses rrobat si dhuratë para dasmës. *Shkoi sinitar. V këndonin këngë sinitarëve.*

SINKRONI,~A . *spec.* I. Ndodhja në të njëjtën kohë e dy a me shumë dukurive; njëkohësi.

2. *tek.* Përputhja në një kohë e veprimeve, e punës a e lëvizjeve të aparateve e të pjesëve të pajisjeve të ndryshme; rregullimi në një kohë. *Sinkronia e lëvizjeve të mekanizmave. Rregulluesi i sinkronisë së tele-vizorit.*

3. *gjuh.* Gjendja e një gjuhe, e shikuar si një sistem në një fazë të caktuar historike të zhvillimit të saj. *Sinkronia dhe diakronia.*

SINKRONlK,~E *mb. spec. I.* Që ndodh a bëhet në të njëjtën kohë me diçka tjetër; i njëkohshëm. *Lëvizje sinkronike. Ngjarje sinkronike* ngjarje të ndryshme që ndodhin në të njëjtën kohë.

2. *gjuh.* Që merret me studimin e sistemit të gjuhës në një fazë të caktuar historike të zhvillimit të saj. *Studime sinkronike. Gjuhësia sinkronike.*

SINKRONIZIM,~I *m. spec.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve SINKRONIZOJ, SINKRONIZO-

HET. *Sinkronizimi i plotë i veprimeve. Sinkronizimi i zërit me kuadrot e filmit.*

SINKRONIZOHET. *Pës. e* SINKRONIZOJ.

SINKRONIZOJ *kah,* ~OVA, ~UAR *spec.* 1. Bëj që të ndodhin a të zhvillohen në të njëjtën kohë dy a me shumë veprime ose dukuri të ndryshme; vë në sinkroni dy ose me shumë dukuri a gjëra. *Sin-kronizon lëvizjet e duarve më të këmbëve.*

2. Bëj që të përputhen me saktësi figurat me zërin përkatës të një filmi a të një programi të televizionit. *Sinkronizojnë zërin.*

SINOD,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fet.* 1. Mbledhje ose kuvend i klerit të një dioqeze për të rrahur e vendosur çështje të ndryshme të lidhura me veprimtarinë e ki-shës (në vendet ku vepron kisha e krishterë).

2. Organi me i lartë i një kishe ortodokse auto-qefale, i përbërë nga kryetari i saj dhe nga disa pesh-kopë (në vendet ku vepron kisha ortodokse).

SINONIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh.* 1. Fjalë, shprehje ose ndërtim që ka kuptim të njëjtë ose shumë të afërt me kuptimin e një fjale, të një shprehjeje a të një ndërtimi tjetër (p.sh. udhë e rrugë, trim e i guximshëm, filloj e nis, zë e leap, duroj e bëj durim etj.). *Sinonime të plota (të pjesshme). Sinonime sti~ listike. Varg sinonimesh. Fjalor sinonimesh.*

*2. si mb.* ~, ~E. Sinonimik. *Fjalë sinonime.*

SINONIMI,~A . *gjuh.* Ngjashmëri e fjalëve, e shprehjeve a e ndërtimeve të ndryshme nga kuptimi. *Sinonimia e fjalëve.*

SINOiSIMIK,~E *mb.* Që ka kuptim të njëjtë ose shumë të afërt me një.fjalë, shprehje a ndërtim tjetër; që ka të bëjë me sinonirninë ose me sinonimet. *Fjalë (shprehje) sinonimike. Lidhëz sinonimike.*SINOPTIK,~E *mb.* 1. *libr.* I ndërtuar a i paraqitur në mënyrë të atillë, që jep mundësi të rroken me një vështrim anët dhe aspektet e ndryshme të një dukurie a të një gjëje. *Tabelë sinoplike.*

2. *meteor.* Që ka të bëjë me gjendjen e motit dhe me parashikirain e tij, meteorologjik. *Kushtet sinoprike. Hartë sinoptike* hartë ku hidhen të dhënat e vrojtimeve për motin, të cilat ndihmojnë për parashikimin e kohës.

SINOPTIKË,~A . *meteor.* Shërbim meteorologjik që merret me studimin e motit dhe me parashikimin e ndryshimeve të tij. *Stacioni Qendror i Sinop-tikës. Stuhi e parashikuar nga sinoptika.*

SINOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Kuflri që ndante një are nga një tjetër ose tokat e një fshati nga ato të një fshati tjetër. *Gur sinori. Hoqën gardhe c sinorë.*

2. Tokë ose are; vend, krahinë. *Sinori i vendlindjes. Sinorët e fshatit tone.* 3. *bised.* Kufi. *Vunë sinorë. Aty e ka sinorin.*

SINQERISHT *ndajf.* Në mënyrë të çiltër, me gjithë zemër, çiltërisht. *Flet sinqerisht. Gëzohet sinqerisht.*

SINQERITET,~I *m.* Vetia e atij që është i sin-qertë. çiltëri; *kund.* hipokrizi. *Mungesë sinqeriteti. Hot me sinqeritet. la tha me sinqeritet.*

SINQERTË (i,e) *mb.* 1. Që i shpreh ndjenjat e mendimet e veta ashtu siç i ka, që nuk shtiret e nuk e fsheh atë që ka, i çiltër, zemërhapur; *kund.* hipokrit. *Mik (shok) i sinqertë. Njeri i sinqertë. U tregua i sinqertë.*

*2.* Që shpreh diçka të vërtetë dhe ashtu siç është, që nuk bëhet a thuhet me prapamendim a me dredhi, që bëhet a thuhet me gjithë shpirt, jo i shtirë; *kund.* i rremë, i gënjeshtërt. *Fjalë të sinqerta. Përkrahje e sinqertë. Crime të sinqerta. Lot të sinqertë. Gëzim i sinqertë.*

SINTAKSË,~A . *gjuh.* 1. Pjesë e gramatikës, që studion mënyrat si lidhen fjalët në togfjalësha ose në fjali dhe vetë fjalitë ndërmjet tyre; lënda që jep njohuritë e kësaj pjese të gramatikës në shkollë; *bised.* teksti që përmban këto njohuri. *Sintaksa e fjalisë (e periudhës). Rregullat e sintaksës. Studimet në fushër. e sintaksës. Libri i sintaksës. Dha provimin e sintaksës. V botua "Sintaksa" e re.*
2. Mënyra se si lidhen fjalët në fjali dhe fjalitë ndërmjet tyre në një gjuhë; veçoritë e përdorimil të pjesëve të ndryshme të ligjëratës në fjali; ndërtimi l fjalive në një gjuhë. *Sintaksa e shqipes. Sintaksa e Jjalisë. Sintaksa poetikc. let.* ndërtim i posaçëm i fjalisë për t'i dhënë fuqi e gjallëri shprehjes.
SINTAKSOR.~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me sin-takscn, i sintaksës; qc shihet nga ana e sintaksës. *Ma-nëdhënie (lidhje) sinraksore. Ndërtimi (funksioni) sintaksor. Analizë sintaksore. Huazime sintaksore.*
SINTETIK,~E *mb.* 1. Qi pirdor metodën e sin-lezës a që mbeshtetet në sintezën; që arrihet me anë lë sinte2ës; *kund.* analitik. *Metodë sintetike. Konta-bilitet sintetik. fin.*
*2.* Që bëhet a paraqitet në mënyrë të përmbledhur, pa u zgjatur; që ka karakter përgjithësues, që rrok anët më të rëndësishme e më të përgjithshme. *Trajtim sintetik. Vepër sintetike. I\'ë mënyrë sintetike.*
3. Qe është prodhuar në mënyrë artificiale me anë
të sintezës kimike; *kund.* natyror. *Lëndë sintetike Fije sintetike. Kauçuk sintetik.*
4. *gjuh.* Që i shpreh marrëdhëniet ndërmjet gjym-tyrëve në fjali me anë të ndryshimeve të trajtave të vetë fjalëve; që shprehet me një fjalë të vetme (për trajtat); *kund.* analitik. *Gjuhë sintetike. Rasat sintetike. Trajlat sintetike të foljes. Me ndërtim sintetik.*
SINTETIKISHT *ndajf.* Në mënyrë sintetike.
SINTETIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SINTETIZOJ, SINTETIZOHET. *Sintetizimi i një lënde. Sintetizimi i ideve kryesore. Sintetizimi i anëve me tipike.*
SINTETIZOHET *vety.* 1. *kim.* Përftohet me anë të sintezës kimike. *Sintetizohet një lëndë në gjethet e bimës.*
2. *Pës. e* SINTETIZOJ.
SINTETIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Përmbledh
me anë të sintezës; përgjithësoj dhe paraqit përmbledh-tazi anët më të rëndësishme dhe me themelore; *kund.* analizoj. *Vepër që sintetizon historinë tone.*
*2.* Prodhoj diçka me anë të sintezës kimike. *Sintetizon yndyrnat.*
SINTETIZUES,~E *mb.* I. Që ka aftësinë të bëjë sintezë; *kund.* analizues. *Fuqi sintetizuese. Veprimtaria sintetizuese e kores së trurit.*
*2.* Që paraqet në mënyrë përgjithësuese e përmbledh-tazi anët më të rëndësishme e themelore, që përgji-thëson, përgjithësues. *Vepër sintetizuese.*
SINTEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Metodë stu-dimi, më të cilën anët e veçanta përmblidhen e përgjithësohen me qëllim që të vështrohen sendet dhe dukuritë si një tërësi e vetme e pandarë, me lidhje e marrëdhënie ndërmjet pjesëve të tyre përbërëse; *kund.* analizë. *Sintezë shkencore. Metoda e sintezës. Analiza dhe sinteza.*
*2.* Vështrimi i pjesëve e i anëve të veçanta të sen-deve, të dukurive, të ngjarjeve etj. në tërësi e në mënyrë përgjithësuese, përgjithësim; vepër që i paraqet dukuritë, ngjarjet etj. në mënyrë të tillë, vepër sintetizuese. *Sintezë e re e letërsisë së Rilindjes Kombëtare. Si sintezë e rezultateve të arritura. Ka here një sintezë.*
3. *kim.* Procesi me anën e të cilit prodhohen lëndë të ndryshme kimike nga bashkimi i elementeve ose i përbërësve të tyre ms të thjeshtë. *Sinteza e ujit. Per-gatitja e një acidi me anën e sintezës.*
SINUS,~I m. *sh.* ~E, ~ET *mat.* Një nga funksio-net trigonometrike që në rastin e një këndi të ngushtë (të trekëndëshit kënddrejtë) është raporti i katetit përballë me hipotenuzën. *Sinusi i një këndi. Rritet*
*tzvogëlohet) sinusi.*
SINUSIT,~I *m. mjek.* Pezmatimi i zgavrave të
brendshme të hundës.
SINJAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shenjë e caktuar që jepet me tinguj, me drita etj. për të njoftuar nga larg diçka, për të dhënë një urdhër, për t'u marrë vesh në lidhje me diçka etj. *Sinjale me drita (me flamuj). Sinjal alarmi. Sinjali i sulmit. Ra (u dëgjua) sinjali i fillimit të punës. I dha sinjalin.*
*2. elektr.* Ndryshim tensioni ose rryme që pro-dhohet për qëllime të caktuara komunikimi në një qark radioelektrik, telefonik ose telegrafik. *Sinjale telegra-fike. Shndërrimi i sinjaleve televizive në sinjale optike*3. *fig.* Diçka që lajmëron dhe nxit për të filluar një punë, një veprimtari; kushtrim. *Sinjali i krye-ngritjes (i revolucionit, i luftës çlirimtare). U dha si-itjali. Shërbeu si sin)al.*
*4. psikol.* Sendet dhe vetitë e tyre që veprojnë mbi shqisat e mbi sistemin nervor dhe që shkaktojnë një kundërveprim të organizmit. *Sistemi i parë i sinjaleve* veprimtaria e reflekseve të kushtëzuara te njeriu dhe te kafshët. *Sistemi i dytë i sinjaleve* gjuha, ligjërimi.
SINJALIZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. VeprimI sipas kuptimeve të foljeve SINJALIZOJ, SINJA-LIZOHET. *Sinjalizimi me drita (me flamurë). Sinjalizimi i dobësive. Aparat fsistem, llambë, dritë) sinjalizimi.*
2. Njoftimi që i jepet dikujt për diçka që ka ndo-dhur (zakonisht për diçka jo të mirë). *Sinjalizime të iherëpashershme. Ka një sinjalizim. I vlerësoi sinja-lizimet.*
SINJALIZOHEM. *Pës. e* SINJALIZOJ.
SINJALIZOJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lajmëroj ose njoftoj diçka me anë të sinjaleve. *Sinjalizoi me flamurë (me drita).*
2. Njoftoj për diçka, që nuk vete në rregull; i bëj të ditur dikujt diçka (zakonisht jo të mirë) që ka ndo-dhur, me qëllim që të marrë masat e nevojshme, e paralajmëroj a e lajmëroj dike, ia vë në dukje. *Sinjalizoi për të metat (për vonesat). Sinjalizoi organet kompetente. Me sinjalizuan se...*
SINJALIZUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që është i ngarkuar për të dhënë sinjalet. *Sinjalizuesit e tre-naye (e hekurudhave). Sinjalizues me flamuj.*
2. Ai që vë dike në dijeni për diçka, njoftues. *Si-njdlizuestt e shtresave të qymyrit.*
3. Pajisje ose pjesë e një pajisjeje që shërben për të dhënë sinjale. *Sinjalizues me drita. Sinjalizues kush-trihii (alarmi).*
SINJALIZUES, ~E *mb.* Që shërben për të dhënë sinjale. *Llamba (raketa) sinjali:uese. Zile sinjalizuese.*
SIPA.S *parafj.* Përdoret me një emër a përemër në rasën rrjedhore për të treguar së bashku me të: I. Pukurinë, në përputhje më të cilën ose në bazë të së piles bëhet një veprim ose paraqitet një gjendje; në pajtim me diçka.

*Sipas planit. Sipas ligjit (rregulla-ve). Sipas parashikimit. Sipas marrëveshjes. Sipas këshillave të dikujt. Sipas dëshirës (qejfit).*

*2.* Burimin nga vjen një lajm a një njoftim. *Sipas gazetave. Sipas agjencisë së lajmeve. Sipas thënieve (fjalëve) të... Sipas lajmeve të fundit. Sipas para-shikimeve të stacionit meteorologjik.*

3I Sendin a dukurinë, që shërben si bazë për për-pjesëtimin e një veprimi. *Sipas trupit. Sipas madhësisë (larfësisë). Sipas mundësisë. Sipas punës. Sipas ne-vojave. Sipas kokës edhe festen.*

4. Dukurinë, në varësi nga e cila bëhet diçka. *Sipas rastit (rrethanave). Sipas gjendjes.*

5. Bartësin e një mendimi a pikëpamjeje. *Sipas meje (teje, nesh...). Sipas mendimit tone.*

SlPËR. 1. *ndajf.* 1. Në një vend më të lartë në kra-hasim me një tjetër; në pjesën e lartë të diçkaje; lart; në katin a në katet me lart të një ndërtese, lart; *kund.* poshtë. *Sipër te një breg. Atje sipër në mal. U ngjit (hipi) sipër. Mbushet nga sipër. Sipër banon një familje punëtore. Trokit me sipër.*

*2.* Mbi sipërfaqen e diçkaje a mbi trupin e dikujt; *kund.* poshtë; brenda. *Nxori kokën sipër. Rrinte sipër mbi të. Sipër mbi çati. I hodhi një mbulesë sipër. E ka adresën sipër. Ia shkoi sipër. I vuri dorën sipër. I ra sipër. Doli sipër mbi ujë.*

3. Nga ana e sipërfaqes së diçkaje, nga ana e jasht-me; *kund.* poshtë; brenda. *Sipër është i kuq. Nga sipër është i veshur me gëzof.*

4. Në pjesën e mëparshme të një shkrimi a të një ligjërate. *Siç thamë me sipër. U përmend me sipër. Vijon si me sipër.*

5. Përdoret së bashku me lidhëzën “e” për të shë-nuar vazhdimësinë e një vargu numrash e madhësish nga një cak i dhënë; e lart. *Dyqind e sipër. Nga dy vjeç e sipër. Fëmijët gjashtëmuajsh e sipër.*

6. Së bashku me një emër të prirë nga parafjala në tregon një veprim që po kryhet. *Në punë e sipër. Në ndërtim e sipër. Në luftë e sipër. Në kalim e sipër. Në rrugë e sipër. Në fjalë e sipër. Në zhvillim e sipër. Në formim e sipër. Në bisedë e sipër. Në përfundim e sipër.*

II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore për të treguar së bashku me të: 1. Sipërfaqen e një sendi a të një vendi, mbi të cilin ndodhet a mbështetet dikush a diçka ose lëviz dikush a diçka, bëhet a kryhet diçka; mbi, në, përsipër. *Sipër tryezës. Rrinin sipër krevateve. Shkeli sipër barit. U shtri sipër rërës.*

2. Hapësirën mbi një send, një qenie a një sipërfaqe, ku ndodhet dikush a diçka, ku kryhet një veprim, por pa e prekur sendin, qenien ose sipërfaqen; mbi, lart. *Sipër tokës. Sipër maleve. Fluturonte sipër ko-kave tona.*

3. Një sipërfaqe, një hapësirë a një send që zë një vend më të lartë në krahasim me një tjetër. *Fluturon sipër reve. Banon sipër nesh* banon në katin mbi ba-nesën tone.

4. Gjendjen a sasinë më të lartë se ajo që është e zakonshme për dike a për diçka ose që merret si pikë-nisje; me shumë se, mbi; *kund.* nën. *Sipër mesatares. Sipër planit. Sipër detyrës.*

5. Sendin që na shërben si objekt i punës sonë a i vëzhgimeve tona. *Rri gjithë ditën sipër librave.*

6. *përd. mb.* I sipërm; i mësipërm. *Në katin sipër.*

*k* Sipër e sipër në mënyrë të përciptë, përciptas; sa për të kaluar radhën. I rri sipër tregon kujdes të madh për dike a diçka; i rri mbi krye. E trajtoi në kalim (e sipër) *diçka shih te* KALIM,~I.

SIPËRFAQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ana e jashtme e një trupi, që e kufizon atë si diçka me vete. *Sipërfaqe e rrafshët (e lëmuar, e qshpër). Sipërfaqja e tryezës. Sipërfaqja e rrugës. Sipërfaqja e Tokës. Sipërfaqja e lëkurës.*

2. Vija e sipërme e një mase uji. *Sipërfaqja e detit (e liqenit). Anijet e sipërfaqes. Doli mbi sipërfaqe. Zhytet nën sipërfaqe.*

3. *fig.* Ana e jashtme, e dukshme e gjërave, që nuk zbulon thelbin e tyre. *shikon gjërat në sipërfaqe.*

4. Shtrirja e diçkaje në hapësirë; hapësira brenda kufijve të një vendi, që matet me njësi katrore; hapësirë toke e zënë me diçka ose e caktuar për të bërë diçka mbi të, që matet zakonisht me metra katrorë, truall. *Sipërfaqe bujqësore. Sipërfaqe të mbjella. Sipërfaqe nën ujë. Sipërfaqe e zënë me perime. Sipërfaqja e Shqipërisë. Sipërfaqja e arave të kooperativës. Sae ka sipërfaqen? Vreshtat zënë gjysmën e sipërfaqes së punueshme.*

5. Hapësirë për të banuar ose për një punë tjetër brenda një ndërtese. *Sipërfaqe banimi. Ka sipërfaqe të mjaftueshme.*

*6. mat.* Pjesë e një rrafshi të drejtë a të përkulur, e kufizuar në çdo anë nga një vijë e thyer ose e lakuar dhe që shprehet me njësi katrore si shumëzim i gja-tësisë e i gjerësisë; syprinë. *Sipërfaqja e katrorit (e trekëndëshit). Ka një sipërfaqe prej njëqind metrash katrorë.*

*it* Del n€ sipërfaqe bëhet e dukshme, del në shesh.

SIPËRFAQËSOR,~E *mb.* 1. Që gjendet në sipërfaqe, i sipërfaqes, jo i thellë; që ndodh a që bëhet në sipërfaqe, jo në thellësi. *Ujëra sipërfaqësore. Shtresë sipërfaqësore. Shkarkues sipërfaqësor. tek. Frymëmarrje sipërfaqësore. mjek.* frymëmarrje jo e thellë.

2. *fig.* I sipërfaqshëm; *kund.* i thellë; i thelluar. *Trajtim sipërfaqësor i një çështjeje (i një dukurie).*

SIPËRFAQSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që nuk hyn në thelbin e gjërave; që niset nga ana e jashtme e gjërave, që bëhet në mënyrë të cekët e të përciptë, i përciptë; *kund.* i thellë; i thelluar. *Kulturë e sipër-faqshme. Kontroll i sipërfaqshëm. Njohuri të sipërfaq-shme. Përshtypje (ndjenja) të sipërfaqshme. Studim (përshkrim) i sipërfaqshëm. Trajtim i sipërfaqshëm i problemit. Në mënyrë të sipërfaqshme.*

2. Që paraqitet ndryshe nga ç'është në të vërtetë nga brenda, që paraqitet i tillë vetëm në dukje, jo i vërtetë. *Qetësi e sipërfaqshme.*

3. Që gjendet në pjesën e sipërme të diçkaje, sipërfaqësor. *Muskul i sipërfaqshëm.*

SIPËRI,~A . Të qenët mbi këdo a mbi gjithçka tjetër në një shkallëzim cilësish ose vlerash, epërsi. *Ka sipëri të plotë. Shkalla krahasore e sipërisë. gjuh.* një nga shkallët e krahasimit të mbiemrave e të ndaj-foljeve, kur tiparet e sendeve që krahasohen janë në një shkallë më të lartë se ato të sendeve më të cilat krahasohen ose kur veprimi i shprehur nga folja kryhet në një shkallë më të lartë se një veprim tjetër.

SIPËRM (i), ~E (e) *mb.* 1. Që ndodhet me lart në krahasim me diçka tjetër; që është në pjesën mbi diçka tjetër e përballë saj; *kund.* i poshtëm. *Kati i sipërm. Buza (nofulla) e sipërme. Korja e sipërme e bukës. Shtresa e sipërme. Pjesa e sipërme. Lagjja e sipërme.*

*2.* Që vishet përmbi ndërresat e veshjen e brend-shme. *Veshje e sipërme.*
3. Që është afër vendit nga i cili buron (për lumin); i epërm; *kund.* i poshtëm. *Rrjedha e sipërme e Vjosës.*
4. Që ndodhet në pjesën veriore të një vendi, ve-rior, i epërm. *Shqipëria e sipërme.*
5. *bised.* Që përmendet diku me lart, i mësipërm, i lartpërmendur. *Veprimet e sipërme. Mungesat (do-bësitë) e sipërme.*
SIPËRMARRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Pronar ka-pitalist që drejton një ndërmarrje të vetën ose që merr përsipër të bëjë një punë për të tjerë, duke nxjerrë fitime për vete. *Sipërmarrësit kapitalistë. Sipënnarrësit e mëdhenj. Sipërmarrësit e ndërtimeve. Sipërmarrësi i teatrit. Fitimet e sipërmarrësve.*
SIPËRM4RRËS,~E *mb.* 1. Që merr përsipër të bëjë punë për të tjerët, duke nxjerrë fitime për vete (në
ekonominë kapitaliste). *Shoqëri sipërmarrëse kapitaliste.*
*2.* Që ka të bëjë me sipërmarrësit kapitalistë, i sipërmarrësve. *Qarqet sipërmarrëse.*
SIPËRMARRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Marrja përsipër nga një pronar ose shoqëri kapitaliste c një ndërtimi a e një pune prej të tjerëve sipas një marrë-veshjeje për të nxjerrë fitime. *Kontrata e sipërmarrjes. Ndërtim me sipërmarrje. Bën punime me sipërmarrje*
*2.* Shoqëri ose ndërmarrje kapitaliste, që merret me ndërtime, me shërbime ose me një prodhim për të nxjerrë fitime. *Sipërmarrjet kapitaliste. Sipërmarrjel private. Sipërmarrje bujqësore.*
3. *jig.* Punë që merret përsipër, zakonisht pa e menduar mirë a pa i peshuar të gjitha vështirësitë. *Sipërmarrje e guximshme. Sipërmarrje e pamenduar.*
SIPEROR,~E *mb. gjuh.* 1. Shkalla si për ore: trajtë e mbiemrave cilësorë, që tregon shkallën më të lartë të tiparit të një sendi jashtë çdo krahasimi (sipërore absolute) ose në krahasim më të gjitha sendet e tjera të të njëjtit lloj (sipërore relative); trajtë e disa ndaj-foljeve, që tregon shkallën më të lartë të një procesi (p.sh. shumë i mirë; lojtari me i mirë i skuadrës; shumë bukur etj.).
2. *si em* ~E, ~JA . Shkalla sipërore.
SIPËRPËRMENDUR (i,e) *mb. libr.* Që është për-mendur me lart në një shkrim a në një ligjëratë, *t* lartpërmendur. *Shokët e sipërpërmendur. Dukuritë (ngjarjel) e sipërpërmendura.*
S1PËRSHËNUAR (i,e) *mb. libr.* Që është trajtuar a shënuar veçan diku me lart në një shkrim; i sipërpërmendur. *Mënyra e sipërshënuar. Lagjet (visetj e sipërshënuara. Pikëpamjet e sipërshënuara.*
SIPËRTREGUAR (i,e) *mb. libr.* Që përmendet a paraqitet diku me lart në një shkrim; i sipërshënuar, i sipërpërmendur. *Në tabelën e sipërtreguar. Pas mbledh-jes së sipërtreguar.*
SIPERTHËNË (i,e) *mb.* I lartpërmendur, i sipërtreguar. *Në kushtet e sipërthëna. për qëllimin e sipër-thënë. Sipas gazetës së sipërthënë.*
SIPËRVENDOSJE,~A . 1. Vendosje e një gjëje mbi një tjetër.
2. *fiz.* Prania e disa forcave të ndryshme fizike të ndërthurura në një pike të veime të hapësirës. *Sipër-vendosja e shumë fushave magnetike. Sipërvendosja e gjendjeve të baraspeshës. Sipërvendosje e lëvizjeve të vogla.*
SIRENË,~A i. *sh.* ~A, ~AT. Pajisje që lëshon tinguj të mprehtë e të vazhdueshëm dhe që përdoret si mjet për të dhënë alarmin, për të paralajmëruar ose për të njoftuar diçka. *Sirena e lokomotivës (e tre-nit). Sirenat e fabrikave. Zëri i sirenave. Fishkëllima (oshëtima) e sirenës. Ra (buçiti) sirena. I bie sirenës*
SIRENË,~A II . *sh.* ~A, ~AT. 1. *mil.* Figure mitologjike që përfytyrohej nga grekët e lashtë si qenie me pjesën e sipërme të trupit si grua ose si zog e me bisht si peshk, e cila rrinte mbi shkëmbinjtë e detit dhe me këngën e saj joshte anijetarët aq sa i bë-nte të mbyteshin. *Kënga e sirenave.*
*1. fig.* Grua e bukur dhe shumë te'rheqëse.
SIRIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Sirisë ose ai që e ka prejardhjen nga Siria.
SIRIAN,~E *mb.* Që lidhet me Sirinë ose me si-rianët, që është karakteristik për Sirinë ose për siri-ariët, i Sirisë ose i sirianëve, që është krijuar nga si-rianët. *Kufiri sirian. Populli sirian. Gjuha siriane. Këngë siriane.*
SIRT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shtiza e parmendës.
2. Shuli i derës. *vuri (i hodhi) sirtin derës.*
3. Pllakë çeliku me një radhë vrimash nga më e gjera te më e ngushta, që e përdorin argjendarët për të holluar fijet e arit.
SIRTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Arkë e vogël me dorezë që futet e nxirret në një tryezë a në një orendi tj^tër dhe që shëfben për të mbajtur mbyllur gjëra të ndryshme; syzë. *Sirtari i tryezës. Sirtarët e dollapit. Tryezë me katër sirtarë. Doreza e sirtarit. Hap (mbyll) sirtarin. E vuri (e mbylli) në sirtar. E nxori nga sirtari. Kërkon nëpër sirtarë.*
*jr* E futi (e vuri) në sirtar *diçk a keg.* e la pa zgjidhur një punë a një çështje që ia kishte paraqitur difcush me shkrim.
SISË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Organ i femrës së njeriut në pjesën e përparme të kraharorit dhe te kafshët gjitare me gjëndra të posaçme, që prodhojnë qumësht për ushqimin e të vegjëlve; gji. *Me sisë të vogla (të mëdha). Sisët e lopët. Një dose me gica në sisë.*
*2. bised.* Qumështi që prodhohet nga gjiri, gji. *Pi sisë foshnja. I jep sisë foshnjës. S'ka sisë t'i jape djalit. Ia preu sisën. E la sisën.*
3. Secila nga dy njollat e errëta me majë të vogël që I ndodhen në të dy anët e gjoksit të meshkujve. *Mbi sisën e majtë. Nën sisën e djathtë.*
-• Po nuk qau fëmija, nuk i jep nëna (e ëma) sisë (gji, të pijë) *fj.u. shih te* QAJ.
SISOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool. shih te* GJITAR,
~Ijl,2-
SISTEM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Rregulli sipas të oilit janë vendosur a veprojnë pjesët e një tërësie me lidhje e marrëdhënie të caktuara ndërmjet tyre, që përcaktojnë ndërtimin e brendshëm të gjithë të-rësisë; mënyra e rregullt sipas së cilës i vëmë, i ndër-tojmë etj. gjërat. *Sistemi i brendshëm. Sistem edukimi. Sistemi i mbrojtjes. Sistemi i vendosjes së shtresave. Purië me sistem. Qytet me sistem. I mungon sistemi. E ndryshoi sistemin. E man sistemin. Përgatitet me sistemi I vë librat me sistem. I pëlqen sistemi në çdo gjë.*
2. Tërësi e metodave dhe e mënyrave që zbatohen sipas disa rregullave e parimeve të ngulitura për të bërë një punë, për të kryer një veprimtari a për të arritur diçka. *Sistem zinxhir. Sistemi i notave. Sistemi i mjekimit. Sistem*

*tetëvjeçar (në arsim). Sistemi i zgjedhjeve. Sistemi i pages me kohë pune. Me sistem rrethi. sport, shih te* RRETH,~I.
3. Tërësi që është një unitet pjesësh a elementesh, të cilat kanë lidhje të ngushta e marrëdhënie të ndër-sjella ndërmjet tyre (tërësi pikëpamjesh që përbëjnë një (Joktrinë të njësishme; tërësi organesh që kryejnë një funksion të caktuar në trupin e një qenieje të gjallë; tërësi organizmash a institucionesh në një shtet etj.; tërësi elementesh të njësishme a të një klasifikimi të caktuar shkencor; tërësi trajtash të një kategorie të caktuar etj.). *Sistem pedagogjik. Sistem filozçfik materialist. Sistemet idealiste e metafizike. Sistem nervor (muskulor, eshtëror). anat. Sistemi i frymëmarrjes (i qarkullimit të gjakut). anat. Sistemi rrënjpr i bimës. bot. Sistemi periodik i elementeve.*
*kim. shih te* PERIODIK,~E. *Sistemi gramatikor (morfologjik, fonetik). gjuh. Sistemi emëror (foljor). gjuh. Sistemi grafik. Sistemi diellor. astr. Sistem pla-netar. astr. Sistem monetar (bankar, valutor). fin. Sistemi energjetik. Sistem elektrik unik. Sistemi ujitës. Sistemi i kanaleve kulluese.*
*4.* Tërësia e njësive administrative, ekonomike ose kulturore, që janë të lidhura ndërmjet tyre nga ana organizative dhe nga detyrat e njëllojta që kryejnë. *Sistemi i organeve të shëndetësisë. Sistemi i institu-cioneve të Akademisë së Shkencave.*
5. Rendi shoqëror; forma e organIzimit të sho-qërisë në një etapë të caktuar të zhvillimit të saj. *Sistemi socialist. Sistemi i kalbur kapitalist. Përmby-sja e sistemit të vjetër. Është në natyrën e vetë sis-temit.*
*6.* Tërësia e ndarjeve dhe e nënndarjeve të ven-dosura në mënyrë konvencionale për të matur diçka. *Sistemi metrik. Sistemi dhjetor. Sistemi teknik. spec.* sistem në të cilin njësitë themelore të matjes janë metri, kilogrami dhe sekonda.
7. *gjeol.* Tërësi shkëmbinjsh që janë formuar gja-të një periudhe gjeologjike. *Sistem shkarjesh.*
8. Pajisje teknike e përbërë nga pjesë, vegla a makineri të ndryshme, që janë të lidhura ndërmjet tyre dhe që kryejnë një punë të caktuar; aparat, ma-kinë etj. e ndërtuar në një mënyrë të caktuar. *Sistem shumëfaiësh. elektr. Sistem tokëzimi. elektr. Sistem ngrohjeje. Sistem i shkarkimit të ajrit. Aeroplan (tren) i një sistemi të ri.*
9. *bised.* Rregull i ngulitur sipas të cilit bëjmë një punë, rregull që na bëhet i zakonshëm në mënyrën e të jetuarit, në punë etj.; metodë pune. *E ka sistem. E ka bërë sistem pune.*
SISTEMATIK,~E *mb.* 1. Që bëhet a ndënohct sipas një sistemi; që ka te bëjë me një sistem. *Kla~ sifikim sistematik. Skedar sistematik.*
2. Që bëhet me rregull, sipas një plan! dhe një Si.e-tode të caktuar; i rregullt, i vazhdueshëm e i organi-zuar mirë. *Studim sistematik. Kontroll sistematik i detyrave. Ngritje sistematike e nivelit të jetesës. Në mënyrë sistematike.*
3. Që punon me rregull, vazhdimisht e me metodë. *Njeri sistematik. Është sistematik.*
SISTEMATIKË,~A . *biol.* Degë e biologjisë, që studion dhe përshkruan bimët e kafshët sipas ti-pareve të tyre të ngjashme ose të ndryshme e sipas lidhjeve të afrisë, duke i ndarë në grupe, tipa, klasa, familje etj. *Sistematika përshkruese. Sistematika e bimëve.*
SISTEMATIKISHT *ndajf. 1.* Sipas një sistemi, në një rend të caktuar. *Janë renditur (vendosur) sis-tematikisht.*
*2.* Në mënyrë sistematike, sipas një plani dhe rregulli të caktuar; në mënyrë të njëjtë, të vetëdijshme dhe vazhdimisht; në mënyrë të organizuar e rregu-llisht. *Punojnë (studiojnë) sistematikisht. Vazhdon shkollën sistematikisht. E ka kundërshtuar sistematikisht.*
SISTEMATIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SISTEMATIZOJ, SISTEMATIZOHET.
*Sistematizimi i lëndës (i materialit). Sistematizimi i njohurive shkencore.* SISTEMATIZOHET. *Pës. e* SISTEMATIZOJ.
SISTEMATIZOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. I rre-gulloj gjërat sipas një sistemi, i përmbledh dhe i vë në, një sistem. *Sistematizon njohuritë (materialet).*
2. *spec.* Ndaj në klasa sipas sistemit përkatës, i caktoj vendin në një klasifikim sipas një kriteri të caktuar.
SISTEMlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SISTEMOJ, SISTEMOHEM. *Sistemimi i orendive. Sistemimi i veglave dhe i pajis-jeve. Sistemimi i fakteve (i të dhënave). Sistemimi i fëmijëve. Sistemimi në punë.*
2. *bujq.* Tërësi masash që merren për ta bërë token me prodhuese dhe për ta mbrojtur nga dëmtimet e ndryshme si gërryerja etj. *Sistemimi agrar. Sistemimi i tokave (i fushës). Sistemimi ujor i Myzeqesë. Sistemimi I plotë i ngastrave.*
SISTEMOHEM *vetv.* 1. Zë një punë, një shtëpi etj. sipas nevojës e kërkesave; rregullohem. *U sis-temuan në shtëpi të reja. U sistemua në punë, Jane sis-lemuar të gjithë në fshatin e ri.*
*2. Pës. e* SISTEMOJ.
SISTEMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Vë në rregull diçka; vë çdo gjë në vendin e vet. *Sistemoi librat (dokumentet). Sistemoi veglat në vendin e punës. Sistemoi shtëpinë.*
*2.* I bëj punimet e rregullimet e nevojshme diçkaje për ta sjellë në gjendjen e duhur. *E sistemuan rru-gën.*
3. I përmbledh, i lidh dhe i vë në një sistem, sis-tematizoj (dijet, të dhënat etj.). *Sistemon dijet (njohuritë).*
4. E rregulloj dike në një punë, në një shtëpi, etj. sipas nevojës e kërkesave. *E sistemuan në punë. I sistemuan të gjithë në lagjen e re. Sistemuan të porsa-ardhurit.*
SISTEMOR,~E *mb. libr.* 1. Që ka të bëjë me sis-temin e brendshëm të diçkaje; që i ka pjesët përbërëse të lidhura ngushtë e në mënyrë të ndërsjellë ndërmjet tyre dhe të kushtëzuara njëra nga tjetra, që përbën një sistem. *Lidhje sistemore. Karakteri sistemor igjuhës.*
*2.* Sistematik.
SIT (SIS) *kal,* ~A, ~UR. 1. Kaloj diçka përmes sites për të hequr pjesën e panevojshme e papastër-titë ose për të ndarë kokrrizat më të imëta nga më të trashat. *Sit miellin për t'i hequr krundet. Sit rërën (zha-vorrin).*
*2. fig.* Zgjedh qeniet, sendet, idetë, mendimet, pikëpamjet etj. që ja ë më të përshtatshme a të do-bishme për diçka; shoshit.
Shosh e sit e mos gatuaj *shih te* SHOSH.
SITAC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Site e madhe me vrima të rralla. *Pastrojnë (sitin) misrin me sitac. E hedhin grurin në sitac.*
*2. përd. ndajf. fig.* Vrima-vrima, shoshë. *Ishte bërë sitac.*
SlTET. *Pës. e* SIT.
SlTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Përdorëse e përbërë nga një pëlhurë e nolle mëndafshi ose një rrjetë e dendur teli, e

mbërthyer në një rreth druri dhe që shërben për të pastruar miellin nga krundet a për të
ndarë ëndën. *Site mëndafshi (teli). Site e imët (e dendur, e rrallë). Majë site* miel! i situr mirë. *E kalojnë miellin në site. E hodhi në site. Tundte sitën.*
*2. tek.* Rrjetë ose fletë metali me vrima të imëta, që shërben për të ndarë diçka në një pajisje a me-kanizëm; rrjetë teli përmes së cilës kalohet rëra, llaçi etj. për t'i pastruar. *Sitat e makinës shirëse. Sita e llaçit. Sita e aparatit të kafesë. I hoqi (i ndërroi) sitën. Pastruan sitat.*
• E kaloi në site *diçka* e shqyrtoi diçka me imtësi ose pa lënë të kalojnë gjëra të dëmshme a to rrezikshme. Shosha shosh, sita sit . *u. shih te* SHO-SHË,~A. E vunë në site e në shoshë *dike* e vunë në lojë, e tallën, e përqeshën.
SITJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SIT, SITET. *Sitja e miellit. Sitja e mineralit.*
SITKA,~T . *vet. sh.* Mbeturinat që mbeten mbi site pasi kalohet mielli në të; krunde, hime.
SITK,Ë,~A . *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare me rrënjë të trashë zvarritëse, me kërcell të lartë të rrumbullakët, me gjethe të ashpra e të forta, që rritet nëpër këneta dhe që përdoret për të bërë rrogoza ose për mbulesa të lehta. *Rrogoz prej sitke.*
SITUATË,~A . *sh.* ~>A, ~AT. 1. Tërësia e rre-thanave dhe e kushteve ekonomike, shoqërore, po-litike, ushtarake etj., që krijohen në një vend në një periudhë të caktuar; gjendje. *Situata politike. Si-tuata e brendshme (e jashtme). Situata ndërkombëtare. Situate revolucionare. Situata në front. Në çdo situate. Forcohet situata e brendshme. Bisedë për si-tuatën. Sqaroi situatën. I bën ballë çdo situate. E ndry-shoi situatën. Të rrojmë me situatat!*
*2.* Gjendja e një pune, e një njeriu etj., rrethana zakonisht të vështira e me pasoja. *Situate e vështirë (e rëndë). Doli nga situata. E ka në dorë (e zotëron) situatën.*
3. *usht.* Gjendja e veprimeve luftarake në një pjesë të fushës së betejës, e cila përcaktohet nga përpjesëtimi dhe vendosja e forcave. *Situata taktike. Harta e situates. U njoh me situatën. Raportoi mbi situatën. Mori (dha) situatën. E hodhi situatën në hartë.*
4. *let.* Caste të një vepre dramatike gjatë të cilave veprimi merr tipare më të theksuara në një drejtim. *Situata komike (tragjike).*
SITUR (i,e) *mb.* 1. Që është kaluar nëpër site. *Miell i situr. Rërë e situr.*
2. Që është bërë me miell të situr (zakonisht imët). *Kulaç i situr. Bukë e situr.*
SUJJDHESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Gadishull. *Siujdhesa e Ballkanit.*
SlVË *mb. shih* SIVËR (i,e).
SIVËLLA,~AI *m. sh.* ~EZËR, ~EZËRIT. 1. Ai
që ushtron të njëjtën zeje a profesion ose që bën pjesë më të tjerë në të njëjtin gTup a organizëm sho-qëror, shtetëror etj. *Sivëllezërit tanë shkrimtarë (mje-kë, arsimtarë).*
2. *vjet.* Organe të shtypit që ushtronin veprimtari të ngjashme.
SIVËR (i,e) *mb.* I përhimë a i bardhemë (për qi-men e kafshëve). *Mushkë e sivër. Kale i sivër.*
SIVJET *ndajf.* Në këtë vit, këtë mot. *Sivjet pro-dhuan bukën në vend. Jo vjet, por sivjet. Do të marto-hen sivjet. Sivjet hyn në shkollë. Sivjet ka rënë pak
shi.*
SIVJETMË (i), ~E (e) *mb.* I sivjetshëm. *Vera e sivjetme. Grurë i sivjetmë.*
SIVJETSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I këtij viti; që i takort këtij viti a që ka ndodhur në këtë vit. *Dimri i sivjetshëm. Korrjet e mira të sivjetshme. Tejkalimi i planit të sivjetshëm.*
^IXHADE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Qilim prej leshi,
mëhdafshi etj. me push të dendur e të lërauar përsipër, i zbukuruar me vizatime e me ngjyr-a, që përdoret si shtroje ose për të stolisur muret. *Sixhade e rëndë. Sixhade artistike. Sixhadetë e murit. Shtron (ngre) sixhadetë. Qeth pushin e sixhadeve. Shkund sixhadetë. Shirihet mbi sixhade.*
SIXHIM,~I *m. vjet.* Spango e trashë, gjalme. *Lidh
me \ sixhim. Ndeu rrobat në nj'ë sixhim.*
SlZMIK,~E *mb.* 1. Qs ka të bëjë me tërmetet; që Vjen nga lëkundjet e kores së tokës prej tërmeteve. *Lëiundje (vale) sizmike. Goditjet sizmike.*
*I.* Që goditet shpesh nga tërmetet. *Krahinë (zone) sizmike.*
*3",* Që merret me vrojtimin dhe me shënimin e lë-kundjeve të kores së tokës; që shërben për të regjis-truar lëkundjet nga tërmetet. *Shërbimi sizmik. Sta-cioni sizmik. Hartë sizmike. Aparatet sizmike.*
*4'. gjeofiz.* Që ka të bëjë me studimin e kores së tokes dhe me gjetjen e mineraleve të dobishme me anë| të regjistrimit të lëkundjeve, që shkaktohen duke bërë shpërthime. *Punime sizmike. Metodat sizmike të kërkimit.*
SlZMOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vegël e po-saçme që shërben për të shënuar lëkundjet e kores së t(3kës a të një trupi tjetër qiellor nga tërmetet ose shpërthimet. *Shigjeta e sizmografit. Shiriti i sizmo-
grafit.*
SIZMOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist që merret me studimin e tërmeteve e të lëkundjeve të kores së tokës.
SIZMOLOGJI,~A . Degë e gjeofizikës, që merret me studimin e tërmeteve e të lëkundjeve të ndrysh-me të kores së tokës si edhe me studimin e ndërtimit të brendshëm të tokës në bazë të këtyre lëkundjeve.
SIZMOLOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me sizmo-logjjnë, i sizmologjisë. *Studime sizmologjike. Institut sizmologjik.*
SJELL i *kal.,* SOLLA, SJELLË. 1. Mbart diçka nga Ivendi ku është dhe e vë diku ma afër. bie; e mbart dikush nga larg dhe e bie në vendin ku jam unë; *kund.* shpie, çoj. *Solli plaçkat. Solli orendi të reja. E solli në krah (me kale, me kamion). Silte këtu! Na sollën veglat e punës. Sollën ujin në fshat. Me sill pak ujë!*
2. Marr e bie dike a diçka me vete; bie; *kund.* shpie, çoj. *Solli një letër (një libër). Solli edhe djalin. E solli me zor (zvarrë). E solli me vete. E solli uji (lu-mi, rryma).*
3.;Vij dhe bëj të ditur; vij e njoftoj diçka nga ana e një tjetri, bie një lajm a diçka tjetër; bie; *kund.* dërgoj, çoj, shpie. *Solli një lajm të mire. Na solli shumë lajme të reja. Na solli të fala. Nuk i solli përgjigje. Sjell', mendimet e masës. Sjell zërin e. klasës punëtore.*
4. Nxjerr dhe parashtroj, paraqit; e nxjerr atje ku dua, e bie (bisedën, fjalën). *Solli shumë prova. E solli si shembull. E solli fjalën (bisedën) t e dikush a t e d i ç k a.*
5. Bëj që të vijë diçka si rrjedhim a si pasojë, shkaktoj. *Të sjell gjumë. Sjell shi (stuhi, bore). Sjell dobi (dëm). Sjell pengesa ( shqetësime ). Solli përmirë-sime (ndryshime). I solli gëzim (kënaqësi). Sjell mërzi. I solli vdekjen. Kjo sjell me vete...* kjo ka si pasojë, shkakton.

6. *fig.* I siguroj a i dhuroj dikujt diçka që kërkon përpjekje e luftë për t'u arritur. *solli lirinë (shpë-timin). U solli fitoren. Partia na solli lumturinë (jetën e re).*
7. E bie diçka deri në një cak a përfundim; e bëj një punë a diçka deri në një pjesë. *E solli gjer në mes punën. E ka sjellë në fund. E solli në të mbaruar. Deri atje ku e kishin sjellë studiuesit paraardhës.*
8. E bëj dike a diçka të jetë a të vijë në një gjen-dje të caktuar (të mirë a të keqe). *E solli në vete (në udhë të mbarë). E solli në qejf. E solli punën në vijë (në rregull). E solli në fitore. Ai e solli në këtë gjendje (në këtë ditë). Ja ku e solli kokëfortësia (mendjema-dhësia, pakujdesia).*
9. E tërheq dike për të ardhur në një Vend; e bëj të vijë a të kthehet diku. *E solli malli për fshatin (për vendlindjen). Ç'e solli këtu?*
10. *vet. veta III.* Bën që të vijë a të ndodhë rastë-sisht ose pa e pritur e pa e kërkuar; me detyron të shkoj diku. *E solli koha (rasti). E solli puna (nevoja). E solli hera (fati).*
11. E vë të punojë në një organ drejtues a i jap një pozitë drejtuese; e pranoj në një organizatë etj. *E sollën në fuqi (në pushtet). Sollën punëtore në udhë-heqje (në organet e pushtetit). Sollën gjak të ri në Parti.*
12. I kthej njërën anë diçkaje ose e kthej nga njëra anë; i paraqit njërën anë; drejtoj. *solli fytyrën (ku-rrizin) diellit. E solli përmbys. Sille nga ana tjetër! M,os i sill sytë nga rruga! Sille kokën prapa!*
13. *bised.* E shqep një rrobë dhe e qep nga faqja tjetër, kthej. *Solli pallton (pantallonat).*
14. E bëj që të vijë rrotull a të ecë përqark; rro-tulloj. *Sjell rrotën. E sjell rrotull. E solli përqark shtë-pisë.*
15. *fig. bised.* Nuk ia mbaroj një punë dikujt dhe ia zvarrit për një kohë të gjatë; e vonoj dike, e so-rollat. *E solli ditë të tëra kot. Mos i sill njerëzit! Po i sjell poshtë e përpjetë (rrugëve).*
16. Ringjall në kujtesë. *Sjell ndërmend* kujtoj. *E solli në hater, bised.* e kujtoi, e solli në kujtesë. *la solli ndër mend* ia kujtoi.
• Këtu ma solli (ma solli këtu) *shih te* KËTU. E solli në biçim *dike a diçka shih te* BIÇIM,~I. E solli me bisht *dike shih te* BISHT,~I. E solli çarku *shih te* ÇARK,~U. E solli (e pruri) në din *dike shih te* DIN,~I. Ia sjell (i vete, i shkon) djathtazi *shih te* DJATHTAZI. E sjell dokërr *dike shih te* DO-KËRR,~RRA. E ka sjellë era *dike a diçka shih tek* ERË,~A i. E solli (e pruri) kokën *mospërf. shih te* KOK Ë,~A. I solli (i ktheu) krahët (shpinën, kurrizin) *dikujt shih te* KTHEJ. E ka sjellë Iaraska *iron, shih te* LARASKË,~A. E sjell në rreth *dike a diçka shih te* RRETH,~I. E sjell rrotull (vërdallë) *dike shih te* RROTULL. E sjell (e marr, e çoj) për veshi *dike shih te* VESH,~I. Solli (futi) zjarrin(në shtëpi) *shih te* ZJARR,~I. Gjumi sjell gjumin *shift te* GJUMË,~I. Sjell (kthej) në një emërues të përbashkët *libr. shih tek* EMËRUES,~I. la sjell (ia bie, ia hedh) fjalën rrotull (larg e larg) *shih te* RRO-TULL. E sjell gajtan muhabetin *shih te* GAJTAN, ~I i. Ia solla në grykë të pushkës *dike a diçka shih te* PUSHKË,~A. Ia solla gjakun në vend *di-kujt shih te* GJAK,~U i. E sjell (e luan) në majë të gishtit (të gishtave) *dike shih te* GISHT,~I. E solli (e ktheu) mbrapsht shtëpinë *shih te* MBRAPSHT. la sjell mendjen rrotull (vërdallë, përqark) *dikujt shih te* MENDJE,~A. Ma solli (ma pruri) shpirtin në fyt (ndër dhëmbë) *shih te* FYT,~I. Ma solli (ma pruri) shpirtin në majë të hundës *shih te* HUNDË,~A. Nuk hahen ato petulla që t'i sjell (t'i jep) shigjetulla *fj.u. shih te* PETULL,~A. Ç'sjell minuta. s'e sjell ora (s'e sjell moti) *fj.u. shih te* MINUTE,~A.
SJELL n *jokal.,* SOLLA, SJELLË. I bie ose
e godas me diçka. *solli me gurë. I solli me dorë (me pëllëmfjë). I solli me kamxhik. I solli topit me këmbë. I solli me sa fuqi kishte.*
SJELLË *ndajf. bised.* Vonë. *Erdhi tnjaft sjellë.*
SJELLËS,~E *mb.* Që sjell a që bie diçka.
SJELLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SJELL i, SILLEM. *Sjellja e plaçkave (e lëndës së pare). Sjellja nga larg.*
2. Mënyra si vepron njeriu në jetë, në shoqëri, në shkollë etj.; qëndrimi në marrëdhënie më të tjerët ose kundrejt detyrave e në rrethana të caktuara. *Sjellje e mirë (shembullore). Sjellje e keqe (e ashpër, e shthu-rurj. Sjellja e nxënësve (e fëmijëve). Sjellja në shtëpi (në rrugë). Sjellje me edukatë. Sjellja me prindërit (me shokët). Mënyra e sjelljes. Ka sjellje të mira. Vë note në sjellje. I uli (i theu) notën në sjellje. E përmirësoi sjelljen. Sjellja e zbukuron njeriun. fj.u.*
3. *vet. sh.* Prurje. *Sjelljet e lumit.*
4. Shakullimë, dredhë.
SJELLSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka sjellje të mirë; që sillet me nderim ndaj të tjerëve; i njerë-zishëm. *Të rinj të sjellshëm. Vajzë e sjellshme. I sjell-shëm me shokët.*
SKADHINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk deti i madh, me trup të gjerë e të shtypur dhe me pen-dët e gjoksit të mëdha.
SKAFANDËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Veshje e posaçme, e papërshkueshme nga uji etj., që përdoret për të qëndruar e për të punuar nën ujë, në hapësirë pa ajër etj. *Skafandri i zhytësit (i kozmonautit). Kas-ka e skafandrit.*
SKAJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vija fundore që kufizon një sipërfaqe nga çdo anë; pjesa ku përfundon diçka; anë, buzë, *Skaji i fshatit (i qytetit). Në skaj të rrugës. Në skaj të arës (të pyllit).*
2. Cep, kënd. *Në një skaj të dhomës (të oborrit). Skajet e tryezës. Në skaj të buzëve. Me skaj të syrit.*
3. Vend në pjesën më të largët nga një qendër, vend i veçuar e i shkëputur; cep. *Edhe në skajet më të largëta të vendit. Në skaj të botës* në një vend shu-më të largët. *Anë e skaj* anekënd.
4. Pjesë e mprehtë dhe e dale përjashta e diçkaje, majë, thep. *Gur me skaje. I rrumbullakosi skajet.*
5. *fig.* Caku me i tejmë i shfaqjes së një dukurie, shkalla e fundit, ekstrem, *E çoi deri në skajin e tejmë.*
6. *vjet.* Term. *Skajet teknike.*
*-k* Skaj me skaj në çdo anë, në çdo cep, kudo; cep me cep. I doli në skaj punës arriti ta kryejë mirë një punë, i doli në krye. Nuk ia dinte skajin malKt (pasurisë)
ishte shumë i pasur.
SKAJIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SKAJOJ, SKAJOHET. *Skajimi i faqeve të lë-kurëve.*
SKAJOHET. *Pës. e* SKAJOJ.
SKAJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Largoj mënja-në; e vë diku me larg nga ç'ishte. *Skajoi këpucët e çorapet.*
2. I bëj anë ose buzë diçka je. *Skajon lëkurën e këpucëve.*
3. *gjuh., vjet.* I jap trajtën e shquar një emri, mbi-emri, përemri; shquaj.
SKAJOR,~E *mb.* 1. Që gjendet në pjesën më të largët nga një qendër; i vendosur në pjesët më të fundit ose me

anësore të diçkaje, i skajshëm. *Zone (krahinë) skajore. Vend skajor. Një nga pikat me ska-jore të vendit.*
2. *fig.* I skajshëm. *Në rastet me skajore.*
SKAJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është në pikën më të largët e me fundore të diçkaje; skajor. *Viset më të skajshme. Kufiri i skajshëm i...*
2. *fig.* Që shfaqet në cakun më të tejmë, që para-qitet në shkallën më të lartë në një drejtim dhe që e tepron. *Pikëpamje të skajshme. Purizëm i skajshëm. Në rastin më të skajshëm.*
SKAJSHMËRf,~A . Shfaqja e pikëpamjeve, e qëndrimeve ose e kërkesave për diçka në cakun më të tejmë; të qenët i skajshëm.
SKAJUAR (i,e) *mb.* 1. I vendosur mënjanë; i më-
njanuar. 2. *gjuh., vjet.* I shquar.
SKALION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* Pjesë e një njësie ushtarake, e cila është shtrirë në thellësi të frontit dhe jo e gjitha gjatë ballit, për të hyrë në luf-tim ose për të marshuar me radhë sipas kërkesave të komandës. *Skalioni i parë (i dytë, i tretë). Skalion rezervë. Skalioni i sulmit. Skalionet e para të këmbë-sorisë.*
SKALIT (SKALIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Punoj me daltë gurin, mermerin a metalin për t'i dhënë nje trajtë, duke i hequr pjesët e panevojshme; latoj, gdhend. *Skalit gurët. Skalit mermerin. Skalit një shty-llë. Skalit harkun e dritares.*
2. Bëj një figure prej guri a prej mermeri, duke punuar me daltë, gdhend. *Skaliti një kokë gruaje (një Me).*
3. Gdhend një figure ose shkruaj diçka me një mjet të mprehtë mbi sipërfaqen e lëmuar të një trupi të forte (dru, gur etj.). *Skaliti emrat në mermer (në një dru).*
4. *fig.* Përshkruaj a paraqit diçka me force të ve-çantë shprehëse, duke nxjerrë në pah mirë tiparet thelbësore. *E ka skalitur figurën e komunistit (në ro-man).*
5. *fig.* Ngulit thellë e në mënyrë të qëndrueshme a të pashlyeshme në mendje. *E ka skalitur në zemër (në shpirt, në mendje).6. krahin.* Prashit; çapoj. *Skalitën misrin.*
SKALITET *vetv.* 1. Ngulitet thellë e në mënyrë të pashlyeshme në mendje. *Skalitën tipare të reja. Ska-litet në mendje (në zemër).*
*2. Pës. e* SKALIT. *Jane skalitur me shije (me art).*
SKALITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që gdhend gurin a mermerin për ndërtimin e shtëpive, për shtri-miil e rrugëve etj; gdhendës. *Skalitësit e vegjël. Ska-litësit e gurëve.*
2. Ai që gdhend figura prej guri, mermeri ose druri; skdlptor.
3L *fig.* Ai që di të përshkruajë a të paraqitë me mjështëri e fuqi të veçantë tiparet thelbësore të një figure ose të një dukurie; mjeshtër në diçka. *Skalitës figurash tipike. Skalitës i fjalës shqipe.*
41 *spec.* Punëtori që skalit vizatimet në cilindrat për | stampimin e pëlhurave ose për shtypshkronjën.
skALITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipajs kuptimeve të foljeve SKALIT, SKALITET. *Skalitje në metal. Skalitja e heroit pozitiv.*
2. Figure, vizatim a shkrim, që është bërë në gur, në mermer, në dru etj. *Skalitje me daltë. Pllakë mermeri me skalitje.*
SKALITUR (i,e) *mb.* 1. Që është punuar me daltë, i gdhendur. *Gur i skalitur.*
2.! Që është zbukuruar me figura e vizatime të pu-nuara me daltë. *Shtyllë (pllakë) e skalitur.*
3. *fig.* Që ka tipare shumë të rregullta e të hijshme. *Fytyrë e skalitur.*
*4: fig.* Që është përshkruar a paraqitur me force të veçantë shprehëse dhe me tipare të qarta; i shkruar bukur e me mjeshtëri, sa nuk mund t'i ndryshohet asgjë; shumë i goditur. *Figure e skalitur. Vargje të skalitura. Stil i skalitur.*
SICALLUA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË. Syth, mugull; bisk që sapo ka mbirë. *Skallua i ri. Skallonjtë e niisrit. Lëshon skallonj bima (hardhia).*
SKAM,~I *m. shih* SKAMJ,E,~A.
SKAMËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Njeri shumë i var-fër; njeri i shtresave të varfra të popullit; *kund.* kamës.
SKAMËS,~E *mb.* Që është shumë i varfër; që u përket shtresave të varfra të popullit; *kund.* kamës.
SKAMJE,~A . Mungesë e gjërave më të nevojshme për jetesë, varfëri, mjerim; *kund.* kamje. *Ishin rritur në skamje. Luftonin me skamjen dhe mjerimin. I dhamë fund skamjes dhe urisë. Dolën nga skamja.*
SKAMNOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që nuk ka as gjërat më të nevojshme për jetesë, varfanjak, i varfër; *kund.* pasanik. *Përshkruan jetën e skamnorëve në të kaluarën.*
SKAMNOR,~E *mb.* Që nuk ka as gjërat më të nevojshme për jetesë, varfanjak; *kund.* pasanik.
SK£MUR (i,e) *mb. shih* SKAMËS,~E.
SKANDAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ngjarje e pa-hijshme, shkelje e turpshme e ligjeve, e rregullave, e moralit shoqëror etj., që merret vesh nga të gjithë. *Skandal i madh. Skandalet e shocjërisë borgjeze. Plasi një skandal. U zbulua një skandal.*
2. Zhurmë e madhe që bëhet në lidhje me një ngjar-
je të papëlqyer, që vete në kundërshtim me normat e moralin e shoqërisë. *Shkaktuan një skandal të madh.* 3. Sjellje e pahijshme në shoqëri, zënie me britma e rrëmujë; veprim ose diçka që ngjall zemërimin e mospëlqimin e të tjerëve. *Skandale rrugaçësh. Benin skandale në rrugë. Ç'është ky skandal!*
SKANDALIZOHEM *vetv.* Zemërohem dhe e ndiej veten të fyer para ngjarjesh a veprimesh që janë në kundërshtim me normat morale e me rregullat e shoqërisë; shpreh zemërimin dhe mospëlqimin tim për diçka shumë të pahijshme. *U skandalizuan nga fjalët e tij prej rrugaçi.*
SKANDALOZ,~E *mb.* Që shkel në mënyrë të turpshme ligjet, rregullat e moralin e shoqërisë, që shkakton skandal; i turpshëm, i palejueshëm. *Sjellje skandaloze. Pakujdesi skandaloze. Një gjendje skan-daloze.*
SKANDINAV,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Gadishullit të Skandinavisë dhe i disa vendeve përreth ose ai që e ka prejardhjen nga këto vende.
SKANDINAV,~E *mb.* Që lidhet me Skandinavinë ose me skandinavët; që është karakteristik për Skandinavinë ose për skandinavët; i Skandinavisë ose i skandinavëve; që është krijuar nga skandinavët. *Vendet skandinave (Norvegjia, Suedia, Danimarka, Jslanda). Popujt skandinave. Gjuhët skandinave.*
SKAPAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mospërf.* Njeri me trup të madh, por jo i fuqishëm e punëtor; stërhell.
SKAPE,~JA . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Majë mali; pjesa më e lartë e një mali; kulmare. *Në skape të malit.*
2. *fig.* Shkalla më e lartë e diçkaje, kulm. *Në skape të gëzimit.*

SKAPULLIM,^—I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SKAPULLOJ, SKAPULLOHEM. *Skapullimi nga borxhet.*
SKAPULLOHEM *vetv.* 1. Shpëtoj nga një gjendje e vështirë.
2. *Pës. e* SKAPULLOJ.
SKAPULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Nxjerr dike nga një gjendje e vështirë; e shpëtoj nga një rrezik. *E skapulloi ushtrinë. E skqpulloi nga zgjedha e huaj.*
SKARË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Përdorëse ku-zhine e përbërë nga disa shufra të holla hekuri, mbi të cilat piqet në prush mish ose peshk ose theket buka. *Qofte të skarës. Pjek (thek) në skarë.*
2. Shufra hekuri ose pllaka më të çara për së gjati, mbi të cilat digjen drutë a qymyri në një furrë. *Skara e furrës. I ndërroi skarën.*
3. Përdorëse prej shufrash metalike, që i vihet prapa biçikletës për të mbajtur sende të vogla. *E vuri në skarë.*
4. Rrjetë e trashë prej shufrash metalike që vihet për të ndaluar kalimin e gjërave të ndryshme të një fare madhësie nga një vend në një tjetër me poshtë.
SKARLATINË,~A . *mjek.* Sëmundje ngjitëse që u bic kryesisht fëmijëve dhe që shfaqet me dhembje në grykë, me ethe dhe me njolla të kuqe në trup, prej të cilave bie lëkura në trajtë luspash; fruthi i zi. *ra (e zuri) skarlatina. Ka kaluar skarlatinën.*SKARPAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ana e pjerrët në krahun c një rruge të ngritur, të një dige, të një hendeku etj. *Skarp,iri i rrugës (i hendekut, i llogores). Skarpal i gurtë. Skarpati i trasrsë (i hekurudhës). Përforeimi i skarpatëvc me kalldrëm. I bënë skarpa-tin.*
SKATHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *tool., krahin.* LIoj kandrrc e zezë që dëmton vreshtat.
SKEÇ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pjesë e shkurtër tea-trale në një akt, me përmbajtje komike, që shfaqet zakonisht në estradë. *Shkroi një skeç.*
SKEDAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Tërësia e skedave të plotësuara më të dhëna të ndryshme dhe të ren-ditura sipas një kriteri të caktuar në kuti e rafte. *Skedari alfabetik (sistemaiik). Skedari i bibliotekës. E kërkoi (e gjeti) në skedar.*
*2.* Raft me kuti të gjata ose një kuti ku mhen skedat. *Vë skedat në skedar.*
SKEDË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Fletë e vogël katrore që mbushet më të dhëna të ndryshme dhe që ven-doset së bashku më të tjerat sipas një rendi të caktuar për t'u gjetur lehtë në një kuti a në një karto-tekë. *Skedë e bardhë (e plotësuar). Skedat e bibliote~ kës (e kartotekës). Skedat e fjalorit. Plotësoi (mbushi) një skedë. E nxori në një skedë. Radhit skedat.*
SKEDlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SKEDOJ, SKEDOHET. *Ske-dimi* i *fjalëve. Skedimi i cilateve.*
SKEDOHET. *Pës. e* SKEDOJ.
SKEDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shënoj në skeda të dhëna të ndryshme për t'i ruajtur e për t'i përdorur me lehtësi me pas për qëllime të ndryshme; e nxjerr në skeda lëndën e një materiali që studioj. *Skedon jjalë (shprehje, citate). Skedoi një artikull (një vepër).*
SKELARI,~A . *sh.* ~, ~TË *ndërt.* Tërësia e skelave që ngrihen gjatë ndërtimit të një godine. *Shpenzimet për skelari. Hoqi skelarinë.*
SKELET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *anat.* Tërësia e eshtrave që përbëjnë mbështetjen e forte në trupin e njeriut dhe të kërbishtorëve të tjerë; eshtrat e një pjese të trupit. *Skeleti i njeriut. Skeleti i kalit (i qenit). Skeleti i kokës (i gjymtyrëve). Gjeti (zbuloi) një skelet.*
2. Shtyllat, harqet dhe pjesët e tjera më të forta e më të qëndrueshme, në të cilat mbahen e mbësh-teten pjesët e tjera të një ndërteSe, të një mjeti a të një pajisjeje tjetër dhe që përcaktojnë trajtën e për-gjithshme. *Skelet metalik (betonarmeje, gi:e). Skeleti i anijes (i aeroplanit, i makinës).*
3. Mbeturinat e një ndërtese, të një mjeti ose të diçkaje tjetër që është prishur a djegur, duke ruajtur vetëm tiparet kryesore. *Skeletet e makinave të dje-gura. Skeleti i aeroplanit të rrëzuar. Kishte mbelur vetëm skeleti.*
4. Kornizë, rreth. *Skeleti i dritares. Skeleti i syzave.*
5. *fig.* Ajo që shërben si pikënisje a si mbështetje për të ndërtuar diçka; vijat kryesore, sipas të cilave hartohet një vepër letrare, një studim etj. *Skele:i i ushtrisë së ardhshme. Skeleti i romanit (i tregimit, i artikullit).*
6. *fig.* Njeri që është dobësuar së tepërmi. *Sjë skelet i gjallë.*
7. *përd. mb.* Shumë i dobët; kockë e lëkurë. *Ishte bërë skelet. Ka mbetur skelet.*
• Skeleti i tokës *bujq.* pjesa e tokës që pcrbëhet nga gurët, zalli dhe rëra e trashë.
SKELETOR,~E *mb. anat.* Që ka të bëjë me ske-letin, i skeletit. *Sistemi skeletor. Mbeturina skeletore.*
•*k* Tokë skeletore *bujq.* tokë me taban të cekët e me përqindje të lartë gurësh e zalli, tokë zallishte.
SKEL'Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend në breg të detit, të liqenit a të lumit, i mbrojtur nga dallgët e stuhitë, i ndërtuar e i pajisur për t'u afruar anijet që të ngarkohen e të shkarkohen; urë e futur në det, në liqen a në lumë, ku afrohen anijet për t'u ngar-kuar e shkarkuar; mol. *Skelë detare flumore). Skela e Vlorës. Hyri (zbriti) në skelë. U afrua te skela. Shkar-koi në skelë.*
*1.* Qytet në breg të detit a të lumit, qc ka vend të posaçëm ku mund të afrohen anijet për t'u ngarkuar e për t'u shkarkuar; lagje e një qyteti afër bregut ku ngarkohen e shkarkohen anijet; port. *Skelë kryesore. Skelë tregtare. Skelat e Adriatikut. Lagjja e skelës.*
3. *ndërt.* Armature e përkohshme prej trarësh e dërrasash ose prej gypash metalikë të lidhur, që ngrihet rreth një ndërtese a një ndërtimi tjetër dhe që shërben për të mbajtur punëtorët e materialet, kur ngrihen ose suvatohen e lyhen muret e larta. *Skelë druri (hekuri). Dërrasat e skelës. Bënë një skelë. Ngritën skelën. Hoqën skelën. U ngjit në skelë. Punon në skelë.*
4. Pjesë e ngritur, e ndërtuar me trarë e dërrasa, që shërben si mbështetëse për diçka a për të sharruar trupat.
5. Lejlek për të nxjerrë ujë nga pusi me një shtagë përmes.
6. Vegël e samarpunuesve për të ndrequr shpatullat e samarit sipas kurrizit të kafshës.
SKEMATIK,~E *mb.* 1. Që paraqitet në trajtën e një skeme, që jep vetëm tiparet a vijat themelore të diçkaje. *Vizatim skematik. Paraqitje skematike (në një hartë etj.).*
2. *fig.* I paraqitur në një trajtë tepër të thjeshtë-suar, që jep vetëm disa vija të përgjithshme pa tiparet thelbësore, pa veçoritë e hollësitë e nevojshme. *Përshkrime skematike. Paraqitje skematike e realitetit.*
SKEMATIZËM,~MI *m.* Thjeshtësim i tepruar i gjërave e i dukurive, duke i menduar e duke i paraqitur sipas disa skemave të gatshme, pa depërtuar në thelbin e në veçoritë

e tyre. *Skematizëm i thatë (pa jetë). Vepër që vuan nga skematizmi. Pa skematizëm e shabllonizëm.*

SKEMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vizatim që pa-raqet në mënyrë të thjeshtësuar e pa hollësi vijat kryesore të diçkaje, vendosjen e pjesëve dhe lidhjet e tyre gjatë punës në një pajisje; plani sipas të cilit është ndërtuar diçka, duke e paraqitur në një vizatim me anë shenjash të posaçme. *Skemë e thjeshtë (e ngatëmiar). Skemë teknologjike. Skema e radios (e televi:orit). Skema e makinës (e ndërtesës). Skema e ndërtimit (e vendosjes). Vendosja në skemë. I bëri një skemë. Paraqet në skemë.*

2. Vijat e përgjithshme drejtuese në bazë të të cilave bëhet një lëvizje, një vepnm. *Skema e lëvizjes <e rrugës). Skema taktike e lojës. Skema e be-tejës.*3. Plani i përgjithshëm sipas të cilit është hartuar një! vepër letrare, një shkrim etj. *Skema e dramës (e studimit).*

*4.* Paraqitje tepër e thjeshtësuar e një dukurie ose e realitetit; mënyrë të menduari ose formulë e gat-shme, që përdoret për të paraqitur diçka pavarësisht nga veçoritë e saj. *Skemë e ngurtë (e vjetruar, e huaj). Mendon me skema. I përmbysi skemat e vjetra.*

SKENAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Teksti letrar që përmban përshkrimin e ngjarjeve e të veprimeve, dialogët e personazheve etj. dhe që shërben si bazë për një film. *Skenar filmi dokumentar (artistik). Au-tori i skenarit. Ka shkruar një skenar.*

*2.* Tërësia e dekoreve për një pjesë teatrale ose për një film.

SKENARIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Autori i skenarit. *Skenaristët shqiptarë.*

SKENË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e ngritur e teatrit ku luajnë aktorët a valltarët, ku këndojnë këngëtarët etj. *Skenë rrotulluese. Skena e Teatrit Popullor (e Operës). Hyri (u ngjit) në skenë. Prapa skehës.*

2. Tërësia e dekoreve që paraqitin vendin ku zhvillohet veprimi i një pjese teatrale. *Skëna paraqet një pyll (një shesh).*

3*fig.* Veprimtaria në lëmin e artit dramatik, ve-primtaria në teatër; teatri. *Arti i skenës. Dashuria për* i *skenën. Mjeshtrit e skenës. Në botën e skenës. E vuri në skenë* e përgatiti një shfaqje dhe e dha. *Përshtat për skenën.*

4.| Nënndarja e një akti të një pjese teatrale, gjatë së cilës luajnë të njëjtat personazhe; episod i veçantë i një akti. *Skenë masive. Skenë komike (tragjike, dramatike). Skena e fundit e tragjedisë. Në skenën e tretë të aktit të dytë.*

5.1 Episod i një vepre tregimtare, liriko-epike etj.; një ngjarje, një pamje nga natyra etj., që paraqitet në një vepër arti, në një film, në një emision etj. *Skenat e filmit. Skena prekëse të tregimit (të romanit). Pikturë me skena luftarake.*

6. Ngjarje e jetës që zhvillohet para syve tanë, pamje. *Skenë prekëse (e papëlqyer). Skenë komike. Ishte dëshmitar i një skene mallëngjyese.*

7. *fig.* Tërësia e kushteve dhe e rrethanave, në të cilat zhvillohen ngjarjet politike, shoqërore etj.; arenë. *Në skenën e historisë. U largua nga skena politike.*

Prapa skenës *keq.* fshehurazi nga sytë e botës, pa e'marrë vesh të tjerët.

SKENIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me shfaqjet teatrale! 1[e] lidhet me skenën, i skenës; që përputhet me kërkësat e teatrit dhe të mjeshtërisë së aktorit, që është i përshtatshëm për skenën. *Lëvizjet skenike. Kulturë skenike. Të folur skenik. Mishërimi skenik i figurave.*

SKENOGRiF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Piktori që përgatit skenat për një shfaqje teatrale, muzikore etj.

SKENOGRAFI,~A. *sh.~,* ~TË. 1. *vet. nj.* Mjesh-tëriaj e përgatitjes së skenave për shfaqjet teatrale. *Studion për skenografi.*

*2.*, Tërësia e skenave që përdoren në një shfaqje teatrale a muzikore, në një film etj. *Skenografi e pasur. Skenografia e filmit (e operës, e baletit).*

SKEPT ËR.~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Shkop i posaçëm, i gdhendur e I stolisur me gurë të çmuar e me ar, që e mbanin në dorë mbretërit si simbol të pushtetit e të sundimit të tyre.

SKEPTICIZ ËM,~MI *m.* 1. *filoz.* Rrymë filo-zofike idealiste që e vë në dyshim mundësinë e njoh-jes së saktë të botës dhe të së vërtetës objektive nga ana e njeriut.

2. Mosbesim ndaj dikujt a diçkaje; qëndrim me dyshim e mosbesim për mundësinë e kryerjes së diçkaje ose për vërtetësinë e diçkaje. *E sheh me skepticizëm. Shpreh (shfaq) skepticizëm. Flet me skepticizëm.*

SKEPTIK,~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. lthtar i rrymës së skepticizmit në filozofi. *Skeptikët grekë.*

2. Ai që dyshon dhe shfaq mosbesim për gjithçka, njeri që mban gjithnjë qëndrim skeptik. *Iu mbyll goja skeptikëve. U bindën edhe skeptikët më të mëdhenj.*

SKEPTIK,~E *mb.* 1. *filoz.* Që ka të bëjë me rry-mën filozofike të skepticizmit, i skepticizmit; qëndjek e përkrah skepticizmin. *Shkolla (filozofia) skeptike. Idealizmi skeptik. Filozofët skeptike.*

*2.* Që dyshon dhe shfaq mosbesim për gjithçka; që përshkohet nga skepticizmi. *Njerëzit skeptike. Qëndrim skeptik. Mendime skeptike. Buzëqeshje skeptike.*

SKERC,~I *m. veter.* Sëmundje që prek kryesisht dhitë te gjunjët; shkepëz.

SKERGO,~JA . *sh.* ~, ~T *muz.* Pjesë e shkurtër muzikore për vegla, me ritëm të shpejtë dhe të gjallë; kohë e një pjese të madhe muzikore, që ka ritëm të shpejtë. *Skerco simfonike (e simfonisë, e sonatës). Luajti një skerco.*

SKERMË,~A . *sport.* Lloj sporti, në të cilin bëhen ushtrime dhe ndeshje me shpata të posaçme për të mësuar përdorimin me shkathtësi të armëve të bardha. *Ndeshje skerme. Garat e skermës. Mësime skerme. Rregullat e skermës. Sallë skerme. Mjeshtër i skermës. Shpatë skerme. Merret me skerme.*

SKËNDERBEGAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Nxënës i shkollës së mesme ushtarake “Skënderbej” në Ti-ranë. *Pjesëmarrja e skënderbegasve në aksion.*

SKËRDEHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Dehem rëndë, pi shumë, sa bëhem tape.

SKËRDEHUR (i,e) *mb.* I dehur keq, i bërë xurxull.

SKËRFIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. I heq diçkaje copa-copa cipën a pjesën e sipërme që e mbulon si kore; gërvisht. *Skërfit enën. Skërfit murin. Skërfit plagën.*

2. Punoj fare cekët token, sa i prish koren. *Sa e ka skërfitur arën.*

3. *fig.* Lëndoj, prek. *la skërfiti zemrën. A. fig.* Zgurdulloj (sytë). *Skërfiti sytë.*

SKËRFITEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* I bie petë-petë diçkaje cipa që e mbulon, cifloset, leskërohet. *Skër-fitet ena.*

2. *vet. veta III.* I hapen fort gjethet a petlat. *Skër-fitet lakra. Skërfiten lulet.*

3. 3gurdullohem; me hapen fort sytë. *Iu skërfiten sytë. Pse skërfitet ashtu?*

SKËRFITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SKËRFIT, SKËRFITEM. *Skër-fitja e plages.*SKf;RFYELL,~LLI m. *sh.* ~J, ~JT. 1. *anal.*
Pjesa e siperme e gypit që lidh grykën me mushkëritë
për të ka)uar ajri.
*Z. fig.* Njeri shumë i gjatë dhe i hollë. *Një skërfyell • gjatë.*
SKËRKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkëmb i the-pIsur c me maja të copëtuara; vend në mal me shkëm-bmj të thepisur e të copëtuar; tokë malore e thatë e tërë gurë. *Skërka të:hveshura. Skërkë me ferra (me gjemba). Punojnë edhe skërkat. Hipi majë një skërke. U ngjilën clhitë nepër skërka.*
*2.* Grope a guvë mes shkëmbinjve të thepisur. *Ra në një skërkë.*
Mori skërkat (rripat) *shih te* RRIPË,~A.
SKËRLEPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sklepë.
SKËRMIT (SKËRMIS) *kal.,* ~A, ~UR.,1. Kruaj a gërvisht koren ose cipën e sipërme të diçkaje me një send të mprehtë a me majë. *Skërmit token me shkop. Skërmit dyshemenë me majën e këpucës. Skërmit me thua një njollë.*
*2.* Shkëput diçka çika-çika me thonj a me sqep; brej me dhëmbë. *Skërmitnin ushqimin me thonj e me sqep. E kishte skërmitur miu bukën. Sa e ka skërmitur byrekun.*
3. Zbuloj dhe i kërcëlloj (për dhëmbët). *Skërmiti dhëmbët qeni.*
*-k* I skërmiti (i kërciti) dhëmbët *dikujt* iu kër-cënua ashpër, i foli me kërcënim.
SKËRMITEM *vetv.* 1. Gërvishtem e çirrem pas diçkaje me majë.
2. Zbuloj dhëmbët e i kërcëlloj, zgërdhihem, ngër-dheshem. *Skërmitet nga njëri vesh në tjetriit.*
3. *fig.* I kërcënohem dikujt duke i kërcëlluar dhëmbët. *Mos m'u skërmit!*
SKËRMlTËS,~E *mb.* Kërcënues. *Shikim skërmitës.*
SKËRMITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SKËRMIT, SKËRMITEM.
*Skërmitja e dhëmbëve. Skërmitje me thonj.*
*2.* Shprehje fytyre që tregon pakënaqësi për diçka, ngërdheshje, zgërdhimje. *Skërmitje përbuzëse (e ftohtë). Skërmitje me mospërfillje.*
SKËRPICJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Pjesë e vegjës në trajtë të një sfurku prej druri. midis dhëmbëve të të cilit vihen dy rrotulla, që shërbejnë për të ngritur e për të ulur lisat me anë të gjalmave. *Ka dy pale skër-picje.*
SKËRPURTHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Për-
purthem keq.
SKËTERR Ë,~A . 1. *fct.* Sipas përfytyrimeve fe-tare: vend ku gjoja shpirtrat e lë vdekurve mundohen c vuajnë për mëkatet që kanë bërë në të gjallë; ferr, xhehenem; kund parajsë.
2. *fig.* Kushte jcte shumë të renda dhe të padu-rucshme; vend me kushte të tilla. *Skëterra J~ashiste. Jetë skëterre. E kishin bërë vendin skëterrë.*
3. *fig.* Vend ku ka nxehtësi të jashtëzakonshme; pjesë *e* një fushe lufte ku zjarri është shumë i dendur. *Atje ishte skëterrë.*
4. Errësirë e madhe.
•*k* I it skëterrë shumë i zi, i zi sterrë.
SKËTERRSHËM (i), —ME (e) *mb.* 1. Që është shumë i rëndë dhe i padurueshëm, i tmerrshëm. *Një ditë e skëterrshme. Vend i skëterrshëm. Zhurmë e skëterrshme.*
*2.* Që është shumë i errët a i zi; që nuk ka asn jë rreze drite. *Qiell i skëterrshëm. Nate e skëterrshme. Burg i skëterrshëm.*
SKI,~TË. *vet. sh.* 1. Mjet për të rrëshqitur mbi bore, i përbërë nga dy rripa të gjatë e të lëmuar prej dërrase a prej lënde tjetër, që e kanë majën e për-parme të kthyer lart e që mbërthehen pas këpucëve. *Një pale ski. Kërcim me ski nga lart. Shëtitje me ski. Shkopinjtë e skive. Rrëshqet (shket) me ski. Vuri (lidhi) skitë.*
2. Sporti që ushtrohet mbi bore me këtë mjet. *Sporti i skive. Gara e skive. Shesh për ski. Ben ski.*
3. Dy rripa të gjatë e të lëmuar dërrase a prej lënde tjetër, më të cilët rrëshqitet mbi ujë duke u kapur pas një litari që e tërheq një barkë me motor; sporti që ushtrohet me këtë mjet. *Ski mbi ujë.*
4. Dy rripa metalikë, që vihen poshtë një aeroplani në vendin e rrotave për t'u ulur e për t'u ngritur mbi bore duke rrëshqitur.
SKIATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* SKITAR,~I.
SKIATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* SKI-TARE, ~JA.
SKICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vizatim që pa-raqet vetëm vijat kryesore të diçkaje dhe që mund të plotësohet me pas. *Skicë me laps. Skicë nga na-tyra. Skicë sipas kujtesës. Bëri një skicë.*
2. Vizatimi me pak vija i një vepre artistike, i një ndcrtimi, i një makine etj., që përmban të dhënat e nevojshme për përgatitjen e plotë të tyre. *Skicat e tabtosë. Skicat e dekoret (e skenës). Skica e fabrikës. Skicat për kostumet e shfaqjes. Skica e një detali. Përgatit skicat. E bëri sipas skicës.*
*3.* Plani paraprak i një vepre letrare në vijat kryesore. *Skica e romanit (e dramës, e tregimit).*
4. *let.* Përshkrim i shkurtër faktesh e ngjarjesh, të jetuara a të para drejtpërdrejt nga autori, që pa-raqiten me një stil të thjeshtë e të rrjedhshëm, za-konisht në shtypin periodik. *Skicë letrare.*
SKJCIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SKICOJ, SKICOHET. *Skicim i shpejtë. Skicimi i pjesëve të ndërrimit. Skicimi i ma-kinës për larjen e gruril.*
SKICOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me përgatitjen e skicave dhe të vizatimeve teknike. *Skicografët e ndërmarrjes. Piktor skicograf.*
SKICOGRAFE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SKICOGRAF,~I.
SKICOHET *vetv.* 1. Paraqitet diçka në trajtë skice, kur e shikojmë nga larg etj., përvijohet. *Skicohej nga larg diga.*
2. *Pës. e* SKICOJ.
SKICOJ *kal.,* ~OVA, ~L)AR. 1. Vizatoj diçka duke paraqitur vetëm tiparet kryesore; bëj një vizatim me disa vija kryesore, si punë paraprake e për-gatitore për ta plotësuar me pas. *Skicoi një portret (një tablo). Skicoi me laps fytyrën e një punëtori. Skicon pamje nga jela në fshat.*2. Be] skicën e diçkaje, bëj vizatimin me pak vija të një sendi, pajisjeje etj., që përmban të dhënat e nevojshme për ta prodhuar. *Skicoi pjesët e ndirrimit. Skicoi një galeri miniere.*
3. Paraqit diçka në tiparet kryesore e në vijat më të përgjithshme. *Skicoi një kooperativist (për një vepër let rare).*
SKIÇ,~I *m.* 1. Pjesa e skajshme e diçkaje, zgrip, buzë. *E vuri në skiç. E zuri në skiç. Rrinte në skiç të bankës.*

2. *fig.* Mendjemadhësi; krenari. *Ka skiç të madh. Mas ia ngri skiçin!*
3. *përd. ndajf.* Pjerrtas ose tërthorazi në një krah a në një anë; *kund.* drejt. *Rri (ulet) skiç. E vuri skiç. Ecën skiç.*
SKIFTER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *zool.* Shpend grabitqar me sqep të kthyer e me kthetra të fuqishme, që iron nëpër shkëmbinj; fajkua. *Skifteri kthetrazi. Krkhët e skifterit. Ra në thonjtë e skifterit. E rrëmbeu skifteri. Hidhet (sulet) si skifter.*
2. *fig.* Njeri trim e i vrullshëm në sulm.
^KILAK,~U *m. sh.* ~Ë,~ËT. Mashkulli i dbelprës.
SKILE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *zool.* Dhelpër. *Lëkurë skileje. Strofka e skiles. Këlyshët e skiles. 2. fig.* Njeri dinak, dhelpër. *Skile e vjetër.*
SKILI,~A . *sh.*
-TË. Dhelpëri, dinakëri.
SKILIFACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shtrembërim i fytyrës për të shprehur një ndjenjë pakënaqësie, një përbuzje, një përqeshje etj.; ngërdheshje. *Bënte skilffaca.*
SKIT,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pjesëtar i fise^e shtegtare, që banonin në brigjet veriore të Detit të Zi rreth shekullit të 7-të para erës së re e deri në shekullin e 3-të të erës së re. *Fiset e skitëve. Gjuha (zakonet) e skitëve.*
SKITA^R,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *sport.* Ai që rrëshqet me jski a që ushtron sportin e skive. *Skitarët shqiptarë. Griip skitarësh.*
SKITARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SKITAR,
~lj
SKIZMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *fet.* Ndarja e një;kishe në dy pjesë për shkak të mosmarrëveshjeve rreth dogmave e riteve fetare dhe të arsyeve politike të fshehura prapa tyre; përçarje e një kishe.
*V. fig. libr.* Përçarje brenda një partie politike për shkak mosmarrëveshjesh të thella e parimore.
SKIZOFREN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mjek.* Ai që vuan nga sëmundja e skizofrenisë, i sëmurë mendor.
sklZOFRENI,~A . *mjek.* Sëmundje e rëndë meridore, që shfaqet me dyzim të botës së brendshme të te sëmurit për shkak të çrregullimeve në bashkë-rendimin e proceseve psikike dhe që sjell rënien e veprimtarisë psikike e paaftësinë për të vepruar në përputhje me realitetin. *Skizofreni kronike. Skizo-freni e pleqërisë. Vuan nga skizofrenia.*
SKLEPË,~>A . *sh.* ~A, ~AT. Lëng i trashë e i verdhemë, që rrjedh në anë të syrit të sëmurë dhe që ngrin si kore. *ka zënë syri sklepa. lu qepën sytë nga sklepat.*
SKLEROTIK,~E *mb. mjek.* Që ka të bëjë me skle-
rozën; që është ngurtësuar nga skleroza. *Ndryshime (lëndime) sklerotike. Vatra sklerotike. Dëmtime skle-rotike.*
SKLEROTIZlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SKLEROTIZOJ, SKLEROTIZOHET.
*Sklerotizimi i enëve të gjakut.*
SKLEROTIZOHEM *vefv.* 1. *mjek.* Prekem nga skleroza; bëhet si i ngurtë (një organ, një ind i trupit). *Sklerotizohen arteriet. Sklerotizohet indi.*
*2. fig.* Ngec në vend duke iu përmbajtur mënyrave e metodave të punës që janë kapërcyer nga koha, humbas aftësinë për t'u zhvilluar e për t'iu përshtatur kushteve të reja të punës. *Ishte sklerotizuar admini-strata shtetërore. Ishin sklerotizuar nga burokratizmi.*
SKLEROTIZON *kal.,* ~OI, ~UAR. 1. *mjek.* E bën të ngurtësohet, i shkakton sklerozën.
2. *fig.* E bën që të ngecë në vend dhe të humbasë aftësinë për t'u zhvilluar më tej e për t'iu përshtatur kushteve të reja të punës. *Sklerotizon organizatën (mendimin krijues). Burokratizmi sklerotizon shtetin.*
SKLEROZË,~A . *mjek.* Ngurtësimi i një organi ose i një indi për shkak të prishjes së pjesës që kryen funksionin përkatës dhe të zëvendësimit të saj me ind lidhës. *Skleroza e enëve të gjakut (e zemrës). Skleroza e veshkave (e mushkërive). Vuan nga skleroza.*
SKLLA^PË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cope dërrase e ngushtë, që lëviz rreth një gozhde dhe që i vihet derës nga sipër për ta mbyllur nga ana e brendshme; mandall, kllapë. *vuri skllapën derës.*
SKLLAV,~I *m. sh.* SKLLEVËR, SKLLEVËRIT. 1. *hist.* Njeri pa asnjë mjet prodhimi dhe pa asnjë të drejtë, që ishte prone e plotë e një pronari, i cili mund ta shiste e ta blinte dhe mund të bënte ç'të donte me jetën e tij (në shoqërinë skllavopronare). *Skllavopronarët dhe skllevërit. Kryengritjet e sklle-vërve. Pronarët e skllevërve. Punonin si skllevër.*
2. Zezak ose njeri tjetër pa asnjë të drejtë e pa asnjë mjet prodhimi, që shitet e blihet nga pronari si kafshë pune (në shoqërinë feudale dhe kapitaliste). *Tregtia e skllevërve. Vuajtjet e rënda të skllevërve.*
3. *fig. keq.* Ai që ka humbur lirinë dhe ka rënë në varësi të plotë politike, ekonomike etj. të një tjetri; njeri që u nënshtrohet verbërisht dëshirave dhe vull-netit të dikujt, rob. *Skllevër të kapitalit (të borgjezisë). Përulje (shpirt) prej skllavi.*
4. *fig.* Ai që nuk shkëputet dot nga një zakon, nga një mënyrë veprimi, nga ndonjë ves a dëshirë e zjarrtë; rob. *Skllav i zakoneve të prapambetura.*
SKLLAVE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem.* e SKLLAV, ~I.
SKLLAVËRI,~A. 1. Gjendja e atij që është skllav; të qenët skllav. *U çlirua nga skllavëria.*
2. *fig.* Mungesa e çdo lirie dhe e çdo të drejtë, varësia e plotë nga dikush, robëri. *Skllavëri ekonomike (politike, shpirtërore). Lufta kundër skllavërisë fashiste. Rronin në skllavëri. Shpëtuan nga skllavëria. I mbanin në skllavëri.*
3. *hist.* Rendi shoqëror që mbështetej në pronën e skllevërve, skllavopronaria. *Periudha e skllavërisë. Përmbysja e skllavërisë. Mbeturinat e skllavërisë në shoqërinë kapitaliste.*
SKLLAVËRIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipaskuptimeve të foljeve SKLLAVËROJ, SKLLAVËRO-HEM. *Skllavërimi i popujve. Lufta kundër skllavërimit ekonomik (polilik, shoqëror).*
SKLLAVËROHEM. *Pës. e* SKLLAVËROJ.
SKLLAVËROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E kthej në gjendjen e një skllavi, i rrëmbej lirinë e çdo të drejtë dhe e shtyp pa mëshirë; robëroj. *Donin të skllavëronin botën (popujt).*
2. *fig.* E vë plotësisht nën ndikimin dhe nën pushtetin tim, i heq çdo liri e pavarësi të veprimeve, e nënshtroj, e robëroj. *U skllavëronin ndërgjegjen (shpirtin). I skllavëronin njerëzit me dogmat e fesë (me opiumin fetar).*
SKLLAVËRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që nën-shtron dhe shtyp si skllevër të tjerët ose që përpiqet t'i bëjë skllevër të tjerët; ai që kërkon t'u rrëmbejë lirinë dhe pavarësi në popujve. *Skllavëruesit e huaj (imperialistë, fashistë). Lufta e popullit kundër çdo skllavëruesi.*
SKLLAVËRUES,~E *mb.* Që e vë dike në gjendjen e një skllavi, që i heq çdo liri e pavarësi, që e nën-shtron dike

si skllav; robërues. *Sistem skllavërues. Traktat skllavërues. Huara skllavëruese. Politikë skllavëruese. Kanune sklla-vëruese.*
SKLLAVOPRONAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Përfaqësuesi i klasës sunduese në sistemin shoqëror që mbështetej në shfrytëzimin e punës së skileverve; ai që zotëronte skllevër, pronar skllevërish. *Sklllavo-pronarët romakë (grekë). Skllavopronarët e shteteve jugore të Amerikës. Shteti i lashtë i skllavopronarëve. Ndarj'a e parë e madhe në klasa —në skllavopronarë dhe në skllevër.*
SKLLAVOPRONAR,~E *mb.* Që ka të bëjë me skllavopronarinë; që mbështetet në shfrytëzimin e punës së skllevërve. *Rendi skllavopronar. Shoqëria e lashtë skllavopronarë.*
SKLLAVOPRONARI,~A . 1. Rendi i parë eko-nomiko-shoqëror i kohës së lashtë me klasa anta-goniste, që mbështetej në shfrytëzimin e punës së skllevërve, të cilët ishin prone e plotë e skllavopronarëve; rendi skllavopronar.
2. Mbajtja e skllevërve si prone, zotërimi i skllevërve si prone.
SKLLOÇIT (SKLLOÇIS) *kal,* ~A, ~UR. Bëj me baltë, me Uucë. *Sklloçiti rrobat (këpucët).*
SKLLOP,~I i *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Shpend uji i murrmë, i madh sa një pule. *Skllopat me sqep të gjatë.*
SKLLOP,~I II *m.* Baltë e përzier me bore të shkri-rë; baltë, llucë. *Rrugë tërë skllop.*
•*k* E bëri skllop *diçka* e zbuti shumë duke e rrahur me diçka a duke e zier, e squlli.
SKLLOTË,~A . *shih* SHQOTË,~A. *Sklllotë e madhe. Ra një skllotë bore.*
SKLLOTINË,~A . Shi e bore që bien bashkë; llohë. *Mot me skllotinë. Skllotinë bore* bore në shkrir je. *Bie skllotinë.*
SKLLUP *kal,* ~A, ~UR. 1. E kaloj poshtë një ushqim si i uritur e pa e përtypur mire, gëlltit pa e përtypur, kollofit.
2. Ha shumë, Hup.
SKLLUPE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Degë e madhe e një druri, e cila del nga trungu. *Skllupet e gështe-njës.*
SKOBUZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Njilë. *Skobuzi* i *liqenit të Pogradecit. Rritja e skobuzit.*
SKOCEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Skocisë ose ai që e ka prejardhjen nga Skocia.
SKOCEZ,~E *mb.* Që lidhet me Skocinë ose me skocezët, që është karakteristik për Skocinë ose për skocezët, i Skocisë ose i skocezëve; që është krijuar nga skocezët. *Valle skoceze. Fustanella skoceze. Gajdja skoceze.*
SKOFI,~A . Sjellje e butë dhe e hijshme, që lë përshtypje të mira tek të tjerët; qëndrim i sjellshëm e i kujdesshëm më të tjerët. *Skofi e natyrshme (e filter). Flet me skofi. Sillet plot skofi.*
SKOFIAR,~E *mb.* Që është i butë dhe i ëmbël në sjellje, që ruhet të mos cenojë të tjerët me fjalë a me veprime.
SKOLASTIK,~U,*m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Ithtar. skolastikës (si doktrinë filozofike). *Skolastikët e mes-jetës.*
2. Njeri i shkëputur nga jeta e gjallë, që arsyeton në mënyrë abstrakte e të pafrytshme dhe që kapet pas formes së jashtme të gjërave. *Skolastik i pa-ndreqshëm.*
SKOLASTIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me filo-zofinë e skolastikës, i skolastikës. *Filozofët skolastik ë. Teori idealiste skolastike.*
2. *fig.* Që është i shkëputur nga jeta e gjallë; që kapet pas formes së jashtme, në dëm të thelbit të gjërave, dhe që mbështetet në arsyetime të thata e të pafrytshme, pa marrë parasysh të dhënat e përvojës e të praktikës. *Arsyetime skolastike. Trajtim skolastik. Paraqitje skolastike.*
3. *fig.* Që u jep rëndësi të tepruar gjërave të vogla e të dorës së dytë, pedant. *Mësues skolastik.*
SKOLASTlKË,~A . Filozofi idealiste e mes-jetës, që merrej me shpjegimin dhe argumentimin e dogmave të kishës me anë të arsyetimeve abstrakte të logjikes formale.
SKOPEC,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Tredhak. 2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dash skopec.*
SKOPlT (SKOPfS) *kal,* ~A, ~UR. 1. Tredh.
*Skopiti cjapin (mëzatin).*
2. Çaj plagën për t'i nxjerrë helmin e gjarprit. *E skopit plagën me brisk.*
SKORBUT,~I *m. mjek.* Sëmundje që shfaqet me dobësi trupore të përgjithshme dhe me rrjedhje gjaku sidomos nga mishi i dhëmbëve, si pasojë c mungesës së vitaminave në ushqim. *Sëmundja e skor-butit. Vuan nga skorbuti.*
SKOREC,~I *m.* Lug i drunjtë i vendosur te gryka e koshit në mullirin me ujë, që shërben për të drejtuar drithin në gurët e blojës.
SKORIE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Zgjyrë metali. *Skoriet e hekurit (e çelikut).*
2. *kryes. sh. fig.* Mbeturina të huaja për shoqërinc socialiste, të trashëguara në ndërgjegje nga bota e vjetër ose elemente të huaja që e prishin pastërtinëe ndërgjegjes. *Lëvizja për të pastruar skoriet nga ndërgjegjja.*
SKORT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *zool.* Peshk i vogël i ujërave të ëmbla, me trup të zgjatur dhe të shtypur anash, me kokë të shkurtër e me turi të hollë. *Skort i bardhë* gurnec. *Skorti i zi.*
• Hedh skortin të zërë troftën kërkon të fitojë diçka të madhe duke dhënë si shpërblim diçka me vlerë fare të vogël a krejt pa vlerë.
SKORRAN,~E *mb.* I mbajtur keq dhe i dobësuar, i ligur e i thatë (për njerëzit dhe për kafshët). *Dhi skorrane.*
SKORRATINË,~A . Stuhi bore, llohë. *Ngrihej skorratina me tërbim.*
gKOTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Race kafshësh.
2. *përmb.* Tërësi njerëzish me prejardhje të njëjtë si Iamilje, si soj a si race. *Skota njerëzore. S'është nga ajo skotë.*
3. *keq.* Soj a fis me përbërje të keqe; grup njerëzish me një tipar të keq. *Skotë e ligë (e mbrapshtë). Skotë tradhtarësh (funderrinash).*
SKRA,~JA . *sh.* ~, ~TË. Krimb toke që vihet në majë të grepit për të ndjellë peshkun, karrem.
• Është bërë skra është dobësuar shumë, është tretur e tharë.
SKRAPARLLf,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Banor vendës i krahinës së Skraparit ose ai që e ka prejar-dhjen nga Skrapari.
SKRAPTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Gjarpër helmues me trup të hollë, me ngjyrë të verdhë në të kuqërremtë dhe me një njollë rrëzë fytit. *E zuri skrapthi.*
2. Kandërr e zezë helmuese, që i ngjan brumbullit.
SKREPER,~I *m. sh.* ~, ~ËT *tek.* Makinë ose traktor me një kovë të madhe, që gërryen dheun ose merr një lëndë tjetër dhe e mbart deri në një vend. *Skrepër ifuqishëm. Kova e skreperit. Punon me skreper.*

SKRIMTË (i,e) *mb.* I përkorë.
SKRIPS,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Fije të holla bari që dalin në vende me ujë.
SKRODH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Ai që kërkon të rrojë në kurriz të të tjerëve, qelepirxhi.
SKROFULL,~A . *mjek. shift* STËRKUNGULL, ~lj. *Fëmijë i sëmurë nga skrofulla.*
SKROP,~I *m.* I. LIoj qulli me miell misri e me pak qumësht. *Skropin e hanin në mëngjes.*
2. *përd. mb.* Shumë i zi, i zi sterrë. *Një pale mustaqe (vetulla) skrop. Ishte bërë skrop* ishte nxirë shumë.
3. *përd. ndajf.* Shumë, fort (për ngjyrën e zezë). *Skrop* i *zi.*
SKRUPULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *libr.* Ngurrimi c përmbajtja për të vepruar a për të mbajtur një qën-drim, që vjen nga druajtja se mos bëjmë diçka në kun-dërshtim me rregullat e moralin, një padrejtësi a një punë të keqe. *Skrupull juridik. Veprime (dema-gogji) pa skrupull. Njeri pa skrupuj* njeri që nuk ndalet para asnjë veprimi, sado i ulëtai paligjshëm të jetë; njeri që nuk e vret ndërgjegjja për asgjë, i gatshëm për çdo poshtërsi.
SKRUTË,~A . Krenari e zbrazët; kryelartësi, mendjemadhësi. *Përgjigjet me skrutë.*
SKUADËR,~RA i . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *usht.* Njësi bazë e reparteve ushtarake, nënndarjc c togës që arrin deri në 10-15 veta dhe që ka në krye një ushtar më të vjetër a një nënoficër. *Skuadër pushkatare. Skuadër këmbësorie. Skuadër artiljerësh (tankistësh, ndërlidhësish). Komandanti i skuadrës. Rreshtimi i skuadrçs. Togë me Iri skuadra.*
*2.* Njësia më e vogël e një brigade pune, e një kom-panie fëmijësh ose e një organizing tjetër të ngjashëm me atë ushtarak; grup prej pak vetash, i organizuar për të kryer një punë të caktuar. *Skuadrat e brigades së kooperativës. Skuadër pionierësh. Skuadër vull-netarësh. Skuadrat e ndërtimit. Skuadrat e shpëtimit. Skuadër zjarrfikësish. Skuadrat e minatorëve. Për-gjegjësi i skuadrës. Anëtarët e skuadrës. Komandanti* i *skuadrës.*
3. *sport.* Grup lojtarësh që marrin pjesë në ndesh-je si përfaqësues të një vendi, të një klubi, të një shoqërie et j. *Skuadra përfaqësuese (kombëtare). Skuadra mike (fituese). Skuadër futbolli (volejbolli, bas-ketbolli). Lojtarët e skuadrës. Kapiteni i skuadrës. Ndeshjet midis skuadrave.*
SKUADËR,~RA ii . *sh.* ~A, ~AT. Vegël e thjeshtë në trajtën e një trekëndëshi kënddrejtë, që përdoret për të vizatuar kënde të drejta ose për të matur nëse një kënd është i drejtë (zakonisht në ndërtim). *E vuri në skuadër* e kontrolloi dhe e bëri që të jetë si kënd i drejtë.
SKUADËRKOMANDANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT.
1. *usht.* Komandanti i një skuadre.
2. Përgjegjësi i një skuadre pionierësh ose i një skuadre pune. *Brigadierët dhe skuadërkomandantët e kooperativës.*
SKUADËRKOMANDANTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SKUADËRKOMANDANT,~I.
SKUADRILJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *usht.* Njësi e përbërë nga një numër i caktuar aeroplanësh ose anijesh të vogla luftarake. *Skuadrilje bombarduesish (gjuajtësish). Skuadrilje anijesh. Komandanti i skuadril-jes.*
SKUADRON,~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* Nënre-part ushtarak i përbërë nga një numër i caktuar ka-lorësish, që i përgjigjet kompanisë së ktmbësorisë. *Skuadron kalorësie (kalorësish). Komandanti i skua-dronit.*
SKUFJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Mbulesë koke e rrumbullakët prej pëlhure, prej' leshi etj., që zbret deri te qafa dhe që puthitet mirë ose kapet me Iidhëse. *Skufje pambuku (leshi). Skufje fëmijësh. Skufje nate. Mban skufje.*
2. Mbulesë koke për të mbledhur e për të mbrojtur flokët gjatë punës, që e mbajnë punonjësit e shën-detësisë dhe të disa profesioneve të tjera. *Skufje e gjatë. Skufje e bardhë. Skufje e mjekut (e gjellëbërësit).Vuri (hoqi) skufjen.*
SKULPTOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Artist që ben skulptura, aiqë merret me skulpturë. *Skulptor i me-rituar (i njohur). Veprat e një skulptori. Punishtja (studioja) e skulptorit. Dalta e skulptorit.*
SKULPTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SKULPTOR,~I.SKULPTURAL,~E *mb.* Skulpturor.
SKULPTURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vet. nj.* Arti i krijimit të statujave, të busteve e të veprave të tjera artistike me vëllim, duke i gdhendur në mermer, në gur, në dru, në metal etj. ose duke i mbrujtur me një lëndë. *Skulptura monument ale. Portret (kompozim) në skulpturë. Arti i skulpturës. Veprat e skulpturës. Merret me skulpturë.*
*2,* Vepër arti e gdhendur në mermer, në gur, në dru etj. ose e mbrujtur me një lëndë. *Skulpturë në mermer. Skulpturat e Apollonisë. Skulptura e një punëtori (e një luftëtari). Skulptura e një kali. Ekspozitë skul-pturash. Koka e një skulpturë.*
3. *vet. nj. përmb.* Tërësia e veprave artistike të tilla të një mjeshtri, të një periudhe a të një drejtimi. *Skulptura Hire.*
SKUL,PTUROR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me skulp-turën ose me veprat e skulpturës, i skulpturës ose i veprave të skulpturës. *Vepra skulpturore.*
2. *fig.* Që ka hijeshinë dhe madhështtnë e një skulpturë; që ka tipare të gdhendura dhe të theksuara mirë; i skalitur. *Kokë skulpturore. Fytyrë skulpturore. Vargje të fuqishme skulpturore.*
G r u p skulpturor *art. shih le* GRUP,~I.
SKUMBRl,~A . *sh.* ~, ~TË *zool.* Peshk deti deri gjysmë metri i gjatë, me ngjyrë blu të shkëlqyesh-me dhe me vija të gjelbra, me mish të bardhë e të shijshëm.
SKUNDËR,~RA . Erë që fryn në një drejtim të kundërt me ecjen a lundrimin, erë e kundërt.
SKUNDILL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË. Buza ose cepi në fund të një rrobe; pëqi, kind. *Skundilli i petkut (i fundit, i këmishës). Fustan me skundill të ngushtë.*
SKUPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël në trajtë të një dalte të kthyer e me dorezë, që shërben për të gdhendur luge druri; luges.
SKUPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Lloj sqepari me tehun të përkulur si lug, që përdoret për të gdhendur enë prej druri; sqepar luges, qeser. *E thelloi bushin me skupës.*
SKUQ,~E *mb.* 1. Që e ka fytyrën ngjyrëkafe në të kuqe (zakonisht për bagëtinë e imët). *DM skuqe. Dele skuqe. Dash skuq.*
*2. si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dhi ose dele me ngjyrë të tillë. *Skuqet janë qumështore.*
SKUQ *kal.,* ~A, ~UR. 1. E ngjyej më të kuqe përsipër ose e bëj ms të kuq; i jap një ngjyrë të kuqe, e bëj të duket i kuq. *E skuqi me laps. E ka skuqur shumë. I skuqi dorën (faqen). Dielli skuqi horizontin.*
2. edhe *fig.* E lyej me gjak, derdh gjak dhe e njom përsipër; *vet. veta III* e lyen përsipër, derdhet, e njom (për

gjakun). *E skuqën token (truallin) me gjak. I skuqi muret me gjak. Gjaku skuqte pragun (rrugën).*

3. Vë në tigan mbi zjarr mishin, qepën, patatet etj. me yndyrë dhe i përziej e rrotulloj deri sa të marrin një ngjyrë të kuqërremtë, fërgoj, tiganis. *Skuq patatet (specat, patëllxhanat). Skuq qepën. Skuq mishin. Skuq vezë me gjalpë. I skuqi mirë (shumë, ngadalë). I ka lënë pa skuqur.*

4. E nxeh në zjarr sa të marrë ngjyrë të kuqe (krye-sisht për metalet). *Skuq hekurin. Skuq furrën* e nxeh shumë për të pjekur,

5. *fig. bised.* E bëj ta ndiejë veten të tuipëruar, turpëroj, e bëj me turp. *E sjcuqi para të gjithëve.*

6. *fig. bised.* E rrah ose e ndëshkoj rëndë; e mund keq në një lojë.

7. *fig. bised.* I punoj një rreng ose i jap një mësim që ta mbajë mend, i bëj diçka që t'i djegë.

8. *jokal. vet. veta HI.* Merr një ngjyrë të kuqe, bëhet i kuq; shquan që larg nga ngjyra e kuqe që ka, kuqon. *Skuqi qielli. Atje te] skuqte një parullë. Skuqnin fla-mujt. I skuqin faqet.*

*k* la skuqi veshët *dikujt* a) e rrahu ose e ndësh-koi psr një faj; b) e qortoi keq, e bëri që të turpërohet, e turpëroi para të tjerëve.

SKUQEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Merr një ngjyrë të kuqe ose të kuqërremtë, bëhet i kuq. *U skuq qielli. Skuqen gjethet në vjeshtë.*

2. *vet. veta III.* Merr një ngjyrë të kuqërremtë kur fillon të piqet (për frutat, perimet). *Skuqen domatet (qershitë). Skuqet rrushi.*

3. *vet. veta III* edhe *fig.* Lyhet, njomet (me gjak). *Rrugët u skuqën me gjak.*

4. *vet. veta HI.* Merr një ngjyrë të kuqërremtë kur fërgohet në zjarr me yndyrë. *U skuq mishi. U skuq qepa. Patatet nuk qenë skuqur mirë.*

5. *vet. veta III.* Nxehet në zjarr sa merr ngjyrë të kuqe (kryesisht për metalet). *U skua hekuri. U skuq masha fteli).*

*6.* Bëhem i kuq në fytyrë a në një pjesë tjetër të trupit nga ardhja e gjakut me shumicë në sipërfaqe për shkak të të ftohtit, të të nxehtit etj.; bëhem i kuq në fytyrë nga zemërimi, nga turpi ose nga një ndjenjë tjetër e forte. *Iu skuqën faqet (duart, gishtat). I janë skuqur sytë nga pagjumësia. I është skuqur gryka. Është skuqur shumë në diell. U skuq nga zemërimi (nga turpi). V skuq flake (si piperkë). U skuq gjer te veshët* a) u zemërua keq; b) i erdhi shumë turp; c) *(nga g ë z i mi)* u gëzua pa masë, i erdhi shumë mirë. *Skuqej kur fliste. Skuqet e merr flake* zemërohet lehtë.

7. E ndiej veten të turpëruar, me vjen turp për diçka. *Skuqet kur mbetet prapa. Të mos skuqemi para shokëve! Nuk e ka për gjë, nuk skuqet fare. E bëj të skuqet* e turpëroj, e bëj t'i vijë turp. *As skuqet (kuqet) as verdhet (zverdhet)* është i pacipë, s'di ç'është turpi.

8. *Pës. e* SKUQ.

• S'i skuqet faqja (fytyra) edhe *poh.* nuk e zë turpi, nuk ka turp, është i pacipë. Skuqet (fërgohet, tiganiset, cingariset) me dhjamin e vet *shih te* DHJAMË,~I.

SKUQJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve SKUQ, SKUQEM. *Skuqja e patateve. Skuqja e domateve. Skuqja e lëkurës. Skuqja e grykës. Skuqja e hekurit. I nxehur deri në skuqje.*

SKUQUR (i,e) *mb. 1.* Që ka marrë ngjyrë të kuqe a të kuqërremtë. *Domate të skuqur a* domate të pjekura.

2. Që është fërguar me yndyrë, i fërguar, i ti&anisur. *Mish i skuqur. Patate të skuqura. Qepë e skuqur.*

3. Q5 është nxehur sa ka marrë ngjyrë të kuqe. *Tel i skuqur. Hekur i skuqur.*

4. Që është[1] bërë si i kuq në fytyrë a në një pjesë tjetër të trupit nga ardhja e gjakut me shumicë për shkak të të ftohtit, të të nxehtit, të ndonjë sëmundjeje etj. *ka grykët të skuqura. Me sy të skuqur.*

_ 5. *fig. bised.* Që ka seder e cipë, që turpërohet lehtë, *Është vajzë e skuqur.*SKURIQ,~E *mb.* 1. Që nuk mbahet i rregullt e i paster. *Fëmijë skuriq.*

2. *fig.* Që nuk vlen për asgjë.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

SKURTEHEM *vetv.,* ~EVA (u), ~YER. Me lënë fuqitë e nuk jam me në gjendje për asgjë, mekem, këputem.

SKURRJALË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Eshtrat që nibeten nga trupi pasi kalbet mishi, skelet.

SKUTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Futem në një skutë, zë një rrëzë, strukem diku, tulatem. *U skut në rrëzë të një ulliri.*

2. *vet. veta III.* I vihet prapa femrës në kohën e ndërzimit (për bagëtitë). *Dashi i skutet deles. Qeni i skutet bushtrës. Demi i skutet lopës.*

SKUTER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Pronar dhensh, që vinte bari mbi to e ngrinte Stan.

SKUTË,~Ai . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cep i futur, vend i mënjanuar dhe i fshehtë; kënd, qoshe. *Skutë e errët. Skutat e shtëpisë. Rri në një skutë. Gërmoi në të gjitha skutat. E kërkoi skutë me skutë. Flisnin qosheve e skutave* flisnin prapa shpine.

2. *fig.* Ana e panjohur, e thellë ose e fshehtë e diçka je. *Në skutat më të thella të zemrës (të shpirtit). Në skutat më të errëta të ndërgjegjes.*

SKUTË,~A II . *sh.* ~A, ~AT. Përparëse e leshtë grash; një cope pëlhurë katrore prej leshi që përdoret si mbulojë. *hodhi përsipër një skutë fëmijës.*

SKUTËLIQ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Skutë e vogël, çep a kënd i mënjanuar a disi i fshehtë. *Fshihej në një skutëliq. E nxori nga një skutëliq.*

SKUTËLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vë mënjanë ne ndonjë cep për ta ruajtur; e fut në ndonjë rrëzë.

SKUTINË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT.tSecila nga copat prej pëlhure që i vihen foshnjës nen vete e që ndërrohen shpesh; shpargër. *Lan skutinat.*

2. Leckë, rreckë. *Këmbë të mbështjella me skutina.*

•^ Që në skutina që në foshnjëri, që në shpërgënj, që në djep.

SKUTOJ *kal.,* ~OVA, ~tAR. 1. Zë vrimat e murit ose dritaret. *Skutoi dritaret për të luftuar.* 2. *shih* SKUTËLOJ.

SKUTH,~I m. *sh.* ~A, ~AT *keq.* Ai që i fsheh veprimet e qëllimet e veta dhe që paraqitet ndryshe nga ç'është në të vërtetë, thëngjill i mbuluar; tinëzar. *Skuth i keq. Çfarë skuthi që është! Ruaju nga ai skuth!*

SKUTHËRI,~A . *keq.* Qëndrim ose veprim prej skuthi; tinëzi. *Veproi me skuthëri.*

SLOGAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr. kryes. keq.* Frazë e shkurtër që përsëritet për të propaganduar diçka; parullë e zbrazët ose mashtruese. *Slogane ba-jate (demagogjike). Slogane propagandistike. Sloganet e revizionistëve (e imperialistëve). Njeri i sloganeve. E përsëritin si slogan. Flet me slogane.*

SLLALLOM,~I *m. sport.* Zbritje e shpejtë me ski në një vend të pjerrët me kthesa të njëpasnjëshme, që shënohen në të dy anët me flamurë të vegjël të ngulur në tokë. *Sllallomi i madh. Sllallom për meshkuj (për femra).*

SLLAV,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i një grupi të gjerë popujsh me gjuhë të afërta indoevropiane, që banojnë kryesisht në Evropën Lindore dhe që ndahen në tri degë kryesore: të Lindjes (rusët, ukra-inasit, bjellorusët), të Perëndimit (polakët, çekët, sllovakët etj.), të Jugut (serbët, kroatët, sIlovenët, malazeztë, maqedonët, boshnjakët, bullgarët).

SLLAV,~E *mb.* Që lidhet me sllavët, që është ka-rakteristik për sllavët, i sllavëve; që është krijuar nga Sllavët. *Popujt sllavë. Gjuhët sllave. Fjalë sllave. Fiset sllave. Valle (këngë) sllave.*

SLLAVISHT *ndajf.* 1. Në një gjuhë sllave. 2. *bised.* Serbokroatisht. *Flet mirë sllavisht.*

SLLAVISHTE,~JA . 1. Gjuha e sllavëve, e parë si grup me vete në familjen e gjuhëve indoevropiane.

2. Një gjuhë sllave, gjuha që flet një popull sllav. *Sllavishtja e vjetër* gjuha e shkruar më e vjetër e po-pujve sllavë, që u krijua në shekullin e nëntë mbi bazën e të folmeve sllave të Jugut.

3. *bised.* Gjuha serbokroate.

SLLAVIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT *gjuh.* Fjalë a shprehje me prejardhje nga një gjuhë sllave.

SLLAVOMIDH,~E *mb. keq.* Që synon të shtrijë sundimin e shteteve sllave mbi vende të banuara nga popuj josllavë; që i shërben këtij synimi. *Organizatë sllavomadhe. Qëllimet (synimet) sllavomadhe.*

SIXOVAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Sllovakisë ose ai që e ka prejardhjen nga Sllovakia. *Çekët dhe sllovakët.*

SLLOVAK,~E *mb.* Që lidhet me Sllovakinë ose me sllovakët, që është karakteristik për Sllovakinë ose për sllovakët, i Sllovakisë ose i sllovakëve; që është krijuar nga sllovakët. *Gjuha sllovake. Valle (muzikë) popullore sllovake.*

SLLOVAKISHT *ndajf.* Në gjuhën sllovake.

SLLOVAKlSHTE,~JA . Gjuhë sllave e grupit perëndimor, që flitet nga sllovakët, gjuha sllovake. *Afria e sllovakishtes me çekishten.*

SLL,OVEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Sllovenisë ose ai që e ka prejardhjen nga Sllovenia.

SLLOVEN,~E *mb.* Që lidhet me Slloveninë ose me sllovenët, që është karakteristik për Slloveninë ose për sllovenët, i Sllovenisë ose i sllovenëve; që është krijuar nga sllovenët. *Gjuha sllovene. Fjalë sllovene. Veshje (këngë) sllovene.*

SMAG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kunj druri a çengel fare i vogël për të kapur a për të mbërthyer diçka. *Smagu prapa derës. Vari rrobat në një smag. Smagu i parmendës* kunji i drunjtë që lidh shtizën me dorezën. *lu gris (iu kap) mënga te një smag.*

2. Gozhdë e vogël, thumb. *Smagu në majë të hos-tenit. I vuri një smag këpucës.*

3. Thumbi i bletës ose i grerëzës. *futi smagun. I ka mbetur smagu në mish.*

4. *shih* SMAT,~I.

SMALT,~I *m.* 1. Lëndë e bardhë, shumë e forte dhe e ndritshme që vesh kurorën e dhëmbit. *Smalti i dhëmbit. Dëmton smaltin.*

2. *shih* EMAL,~I. *Lyej me smalt. I bie (i cifloset) smalti.•* B o j ë smalti bo jë vaji me shkëlqim të po-saçëm, që formon një cipë të forte e që thahet shpejt.

SMALTOHET *pës. shih* EMALOHET.

SMALTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* EMALOJ. *Smalt on enët prej zinku.*

SMALTIM,~I *m. shih* EMALIM,~I. *Smaltimi i enëve.*

SMALTUAR (i,e) *mb. shih* EMALUAR (i,e). *Enë të smaltuara. Tela bakri të smaltuar.*

SMAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Bisku i njomë që lëshon fara e disa bimëve; filiz i njomë që sapo ka dale. *Qepa (misri) ka. lëshuar smat.*

*2.* Kunj i hollë që përdoret për të shpuar lëkurën ose diçka tjetër të trashë që duhet qepur.

3. *shih* SMAG,~U.

SMATOS *jokal.,* ~A, ~UR. 1. *vet. veta Til.* Nxjerr biskun e parë të njomë mbi tokë, fillon të mbijë, jep krye përmbi tokë. *Ka smatosur gruri (misri).*

*2. kal.* Shpoj me smat për ta qepur. *Smatos opingat.*

SMERALD,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Gur i çmuar me jigjyrë të gjelbër, të ëmbël e të tejdukshme. *Gur sme-raldi. Ngjyrë smeraldi. Unazë me smerald.*

SMERIL,~I *m.* 1. Tërësi kokrrizash të imëta prej minerali shumë të forte që ngjeshen si gur i rrumbu-Jlakët ose që ngjiten mbi një letër të posaçme për të gërryer, për të lëmuar a për të pastruar sende prej metali, prej druri, prej mermeri etj. ose për të mprehur thikat e veglat. *Gur smerili. Letër smerili. Pluhur sme-rili.*

*2.* Guri prej këtyre kokrrizave që përdoret për të mprehur, për të lëmuar etj. *E mpreh te smerili.*

3. *si mb.* ~, ~E. Që është i përbërë prej kokrrizave të imëta të këtij minerali. *Gur smeril. Letër smerile. Paste smerile. Lëndët smerile.*

SMERILIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SMERILOJ, SMERILOHET. *Smerilimi i pllakave. Makina e smerilimit. I bëri smerilimin.*

SMERILOHET *tek. Pës. e* SMERILOJ.

SMERILOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *tek.* Fërkoj me gur ose me letër smerili për ta ngrënë, për ta lëmuar ose për ta pastruar. *Smerilon qelqin (pllakat). Smeriton pjesët metalike.*

SMILAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shufër e gjatë hekuri me majë si daltë, që përdoret për të shpuar vrima a për të gdhendur gurin, mennerin etj.; daltë hekuri me bisht druri që përdoret për të gdhendur, për të çelur vrima etj. *Gdhend me smilar.*

*2. fig.* Mjeshtëria, tërësia e mjeteve dhe e mënyraveqë përdor një krijues në fushën e artit e të letërsisë për të krijuar e lëmuar veprën e vet artistike. *Smilar i hollë (i mprehtë). Smilari krijues. Smilari i artistit.*

SMIRAK,~E *mb.* Smirëzi, resëtar.

SMIRË,~A . Ndjenja e lakmisë, e keqardhjes dhe e keqdashjes, që na ngjallet kur shohim dike me mirë se veten; resë. *E kanë smirë. E ka nga smira. E shihte me smirë. Foli me smirë. Plasi nga smira.*

SMIRËKEQ,~E *mb.* 1. Smirëzi, nakarmadh, resëtar, resëmadh. *Disa njerëz smirëkëqij.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

SMERËZl,~ZEZË *mb.* 1. Që ua ka smirë të tjerëve, që ndien smirë; që shpreh smirë; resëtar, resëmadh. *Njeri smirëzi. Shikim (vështrim) smirëzi.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Shpifjet e smirëzinjve.*

SMIROHEM *vetv.* Me hyn smira, me hipën smira për dike. *Nuk është mirë të smirohesh.*

SMIROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E kam smirë dike. *E smiron për zellin që ka.*

SMIROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ka smirë dike, smirëzi. *Është një smiror i keq. 2. si mb.* ~, ~E. Smirëzi, resëtar.

SMIRORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SMI-ROR,~I.

SMT *(lexo:* sëmëtë), ~JA . *sh.* ~, ~TË. Stacion makinash e traktorësh —. ndërmarrje shtetërore që ka traktorë dhe makina të tjera bujqësore, me të-cilat bën punime për kooperativat bujqësore. *Drejtoria e SMT-së. Traktoristët e SMT-së. Forcimi i SMT-ve.*

SMUQTH,~I *m. përmb.* Rropullitë, të brendsh-met, përbrendësat.

SNAJPER,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Qitës i aftë, që shtie me përpikëri të madhe,.zakonisht me një pushkë me dylbi. *Snajpër i mirë (i shkëlqyer).*

SNOBIZËM,~MI *m.* Prirje e sëmurë për të ndje-kur mënyrën e jetesës, sjelljet dhe modën e një klase, të një shtrese a të një grupi që mendohet si me i lartë e me i zgjedhur në një shoqëri me klasa shfrytëzuese; shija e sëmurë për t'i pëlqyer gjërat vetëm pse janë të huaja, të jashtëzakonshme e të stërholluara, pa shikuar vlerën e vërtetë të tyre. për *snobizëm. I shtyrë nga snobizmi.*

SOBAXHf,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* Ai që bën soba e qyngje sobash, që i ndreq e i vendos në rregull. *Thirri një sobaxhi. Ishte nxirë si sobaxhi.*

SOBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pajisje për të ngrohur një dhomë ose për të gatuar, zakonisht në trajtën e një kutie të madhe prej metali, prej balte etj., me vendin për të ndezur zjarrin dhe me qyngjet për të tërhequr tymin; stufë. *Sobë ekonomike* sobë e madhe për të gatuar dhe me furrë për të pjekur. *Sobë me dru (me gaz, me qymyr). Sobë për ngrohje. Qyngjet e sobës. Furra e sobës. Ndezi sobën. Rri afër sobës. I hedh dru (qymyr) sobës.*

*2. krahin.* Dhomë në katin e pare, ku në dimër ndizet zjarri vazhdimisht. *Rrinë në sobë.*

SOCIAL,~E *mb.* Shoqëror. *Revolucion social. Mjedisi social. Përbërja sociale. Dukuri sociale.*

-Asistenca sociale *hist,* organizëm i ngritur në vitet fill pas Çlirimit për të ndihmuar të dëmtuarit nga lufta dhe shtresat e varfra. Ushqimi social *shih tek* USHQIM,~I.

SOCIALDEMOKRACI,~A . 1. Rrymë politike e ideologjike që lindi në fillim në lëvizjen punëtore ndërkombëtare, por u be me pas përfaqësuese e inte-resave të mikroborgjezisë e të aristokracisë së klasës punëtore dhe mbron rendin kapitalist në fuqi, duke përhapur pikëpamje oportuniste e reformiste dhe duke luftuar lëvizjen revolucionare të proletariatit e partite e tij marksiste-leniniste. *Fitorja e marksizëm-leninizmit mbi socialdemokracinë.*2. Emër i disa partive punëtore në shekullin XIX dhe i disa partive në shekullin tone. *Socialdemokracia gjermane (ruse, austriake). Krerët e socialdemokracisë së djathtë,*

SOCIALDEMOKRAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ithtar e përkrahës i pikëpamjeve të socialdemokracisë; anëtar i një partie socialdemokrate. *Socialdemokratët e djathtë. Mashtrimi i punëtorëve nga socialdemokratët. Liflhjet ndërmjet socialdemokratëve dhe revizionistëve. Sqbotimi i grevave nga socialdemokratët.*

SOCIALDEMOKRAT,~E *mb.* Që ka të bëjë ms socialdemokracinë, që ndjek dhe zbaton pikë-pamjet e socialdemokracisë. *Parti socialdemokrate. Nga pozita socialdemokrate.*

SOCIALIMPERIALtST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT.

Perfaqësues e përkrahës i socialimperializmit; ai që ndjek dhe zbaton politikën e metodat e socialimperializmit. *Politika hegjemoniste e socialimperialistëve so-vjetikë (kinezë).*

SOCIALIMPERIALIST,~E *mb.* Që ka të bëjë me socialimperializmin, që ndjek politikën dhe me-tëjdat e socialimperializmit. *Shtet socialimperialist. Klikë socialimpzrialiste. Nga pozita socialimperialiste.*

SOCIALIMPERIALIZËM,~MI *m.* Politika dhe veprimtaria e një partie revizioniste që është në krye të një shteti të madh, i cili ka synime imperialiste; politika dhe veprimtaria e shteteve të tilla; politika e j një partie socialdemokrate ose oportuniste, që për-krah synimet imperialiste të qeverisë së vendit të vet. *Politika e socialimperializmit. Socialimperializmi so-vjetik (kinez). Lufta kundër imperializmit dhe socialimperializmit.*

SOCIALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ithtar e përkrahës i ideve socialiste, i vendosjes së pronësisë shoqërore mbi mjetet e prodhimit.

2. Anëtar i një partie reformiste socialiste. *So-cialistët e djathtë.*

SOCIALIST,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me socializmin; që lidhet me socializmin, që mbështetet në parimet e socializmit ose që ka për qëllim vendosjen dhe ndërtimin e socializmit. *Rendi (sistemi) socialist. Shoqëria socialiste. Marrëdhëniet socialiste në pro-dhim. Shtet (vend) socialist. Revolucioni socialist. Prona socialiste. Mënyra socialiste e prodhimit. Re-publika Popullore Socialiste e Shqipërisë.*

*2.* Që ka tiparet e shoqërisë, e cila ndërton socializmin; që është karakteristik për një shoqëri të ndër-tuar mbi parimet e socializmit, që ndërtohet ose që bëhet sipas kërkesave të socializmit. *Fshati socialist. Familja socialiste. Ekonomia (industria, bujqësia, tregtia) socialiste. Industrializimi socialist. Kultura socialiste. Realizmi socialist, shih te* REALIZËM, ~Ml. *Ligjshmëria socialiste. Organizimi socialist i\ punës.*

3. Q5 përputhet me parimet e socializmit dhe që përshkohet tejpërtej nga idetë e kërkesat e socializmit. *Ndërgjegje socialiste. Garat socialiste. Emulacioni socialist. Disiplina socialiste. Brigade e punës socialiste. Hero i Punës Socialiste. shih te* HERO,~I. *Qëndrim socialist ndaj punës. Jetojmë në mënyrë socialiste.*

4. *keq.* Që ka të bëjë me një parti reformiste me parime socialdemokrate, që është karakteristik për •një parti reformiste socialdemokrate. *Partite socialiste të Evropës.*

SOCIALIZËM,~MI *m.* 1. Rend shoqëror që vendoset pas përmbysjes së borgjezisë e të klasave të tjera shfrytëzuese me anë të revolucionit proletar, që mbështetet në diktaturën e proletariatit, që ka "si bazë të marrëdhënieve në prodhim pronën shoqërore mbi mjetet e prodhimit dhe që zhduk shfrytëzimin e njeriut nga njeriu, duke zbatuar parimin “nga se-cili sipas aftësive, secilit sipas punës”; faza e parë e komunizmit. *Fitorja e socializmit. Ndërtimi I socializmit. Baza materialo-teknike e socializmit. Ndërtimi i bazave të socializmit. Ligjet ekonomike të socializmit. Ecim në rrugën e socializmit. Socializmin e ndërtojnë masat, Partia i bën ato të ndërgjegjshme.*

*2.* Teoria për zhdukjen e kapitalizmit dhe për ndërtimin e shoqërisë socialiste. *Socializmi utopik (para-shkencor,*

*paramarksist). Socializmi shkencor. Shndë-rrimi i socializmit nga Utopia në shkencë.*
3. Emërtim për disa doktrina borgjeze dhe mikro-borgjeze, që predikojnë rregullimin e anëve të ve-çanta të shoqërisë kapitaliste me rrugë paqësore, me anë të reformave dhe të sheshimit paqësor të kon-tradiktave antagoniste. *Socializmi mikroborgjez. Socializmi kristian. I ashtuquajturi socializëm specifik.*
SOCIOLOG,~U *m. sh. ~%* ~ËT. Specialist në fushën e sociologjisë, ai që merret me studime so-, ciologjike.
SOCIOLOGJI,~A . Shkenca që studion dukuritë dhe anët e ndryshme të jetës së shoqërisë, të grupi-meve të ndryshme shoqërore e të marrëdhënieve në shoqëri. *Sociologjia paramarksiste (borgjeze). So-ciologjia e përgjithshme marksiste* materializmi his-torik. *Sociologjia konkrete. Baza e sociologjisë shken-core është materializmi historik.*
SOCIOLOGJIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me so-ciologjinë, i sociologjisë; që lidhet me dukuritë e jetës së shoqërisë, me grupimet e ndryshme shoqërore dhe me marrëdhëniet në shoqëri. *Probleme (çështje) sociologjike. Studime sociologjike.*
SODË,~A . 1. Lëndë në trajtën e një pluhuri të bardhë të tretshëm në ujë, e cila nxirret nga kripa dhe përdoret për prodhimin e sapunit, në industrinë e xhamit, të letrës etj. *Sodë pluhur. Sodë rrobash. Uzina e sodës. Prodhimi i sodës. Sodë kaustike. kim. shih te* KAUSTIK,~E.
2. Pluhur i bardhë, i tretshëm në ujë, që përdoret në mjekësi dhe në gjellëtari. *Sodë buke (gjelle). Kulac me sodë.*
SODIT (SODIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shikoj diçka psr një kohë të gjatë, pa u ngutur dhe me kënaqësi e ëndje; kundroj. *Sodit një pikturë (një skulpturë). Sodit qytetin e ri. Sodit bukuritë e natyrës.*
2. edhe *keq.* Vështroj punën ose veprimtarinë e të tjerëve pa marrë pjesë vetë, rri e shikoj. *Sodiste me duar në ijë.*
SODlTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që vështron diçka pa u ngutur dhe me ëndje. *Soditësit e natyrës.*
2. Ai që vështron rrjedhën e ngjarjeve pa u përzjer në punën e të tjerëve e pa u shqetësuar për të, ai që rri mënjanë e bën sehir, spektator. *Soditës i thjeshtë. Rri si soditës. Nuk qëndrojmë si soditës të ngjarjeve.*
SODITËS,~E *mb.* 1. Që shpreh vëmendje dhe që bëhet pa u ngutur e me ëndje, kundrues (për mënyrën e vështrimit). *Vështrim soditës.*
2. Që vështron rrjedhën e ngjarjeve, pa u përziernë punën e të tjerëve e pa u shqetësuar për të, që rri mënjanë e bën sehir; që nuk merr pjesë në një pun6 a veprimtari, ndonëse është i pranishëm. *Qëndrim so-ditës. Nuk qëndrojnë në pozita soditëse.*
SODITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes SODIT. *Soditja e natyrës (e një pamjeje).*
2. *filoz.* Shkalla e parë e njohjes së botës së jashtme, që mbështetet në të dhënat e drejtpërdrejta të orga-neve të shqisave. *Soditja e gjallë.*
SODOM *kal.,* ~A, ~UR. 1. *vjet.* I rrafshoj shtë-pinë, i shkul nga rrënjët pemët përreth dhe i shkatërroj çdo gjë tjetër një vrasësi, i cili arratiset nga fshati për të shpëtuar prej ndëshkimit (sipas Kanunit të Lekë Dukagjinit). *Sodomën pasurinë e dorasit (shtë-pinë e fajtorit). E sodomën me bimë e me dhe.*
2. *fig.* Shkatërroj me kutm e themel; nuk lë gur mbi gur, e shfaros.
SOFA,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Lloj minderi i ulët e i gjatë, me shtrojë të butë dhe me shpinëz për t'u mbështetur, nim i shtruar me minder. *Rri në sofa.*
2. *shih* SOFAT,~I i.
SOFAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vend për të nde-njur përpara portës së shtëpisë, i bërë zakonisht prej gurësh të mëdhenj katërkëndësh të vendosur rrëzë murit në rrugët e ngushta të qytetit ose në fshatra. *Sofat i gurtë. Guri i sofatit. Rrinin në sofat. U ul në soat in e portës.*
*2.* Vend i ngritur si prag për të vënë diçka ose për ndonjë qëllim tjetër. *Sofati i qilarit të bulmetit. Sofat rreth trungut të një rrapi.*
3. *shih* SOFA,~JA i. *Dhomë me sofat.*
SOFËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Tryezë dërrase shumë e ulët me trajtë të rrumbullakët, rreth së cilës shtrohen ndenjur për të ngrënë; tryeza e bukës. *Sofër e madhe (e vogël). Shtroi (ngriti) sofrën. U ulën në sofër. U shtruan rreth sofrës. I hoqën sofrat e hanë në tryezë.*
*2. përmb.* Tërësia e të ftuarve që ulen njëherësh rreth një tryezë në një dasmë, gosti etj. *Sofra e grave (e burrave, e fëmijëve). Dy sofra burra e tri sofra gra. Tri sofra më të ftuar.*
3. *fig.* Një shumicë njerëzish, një mori. *Një sofër fëmijë.*
*4. fig. keq.* Rrethi i interesave e i qëllimeve të për-bashkëta të një grupi. *Në sofrën e interesave impe-rialiste. Ha (shtrohet, rri) në një sofër me dike* ka po ato interesa e qëllime me dike.
• E gjeti sofrën shtruar e gjeti çdo gjë të gatshme, nuk u mundua vetë për asgjë. S'kishte gjë në sofër ishte shumë i varfër, ishte fare i këputur. Nuk lë gjë në sofër S'lë gjë pa ngrënë, përlan çdo gjë, është Uupës i madh. Nuk lë gjë për sofër është shumë i shkathët për punë, bën çdo gjë, nuk ua përton punëve të sfitë-pisë. Rri si macja nën sofër *shih te* MACE,~JA. I rri sofra gjithnjë shtruar *dikujt* pret e përcjell miq vazhdimisht, është shumë mikpritës. Sofrën shtroje edhe me bukë e kripë (e qepë)! *fj. u.* mikun pri-te me atë që të kesh!
SOFIST,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Emërtim i një grupi dijetarësh në Greqinë e lashtë, mësues të filozofisë e të gojëtarisë, që dalloheshin për arsyetimet e holla, të mbështetura në logjikën formale, por që
me pas braktisën çdo parim dhe përpiqeshin me më-nyra të rreme të mbronin ose të rrëzonin njësoj si të vërtetën e të drejtën, ashtu edhe të shtrembrën. *So-fistët grekë të shekujve IV-V para erës së re.*
*2. keq.* Ai që përdor soflzmat për ta paraqitur si të vërtetë diçka që duket qartë se është e rreme. *Ar-syetime prej sofisti.*
SOFISTlK,~E *mb.* Që mbështetet në sofizma, që përpiqet ta paraqitë si të vërtetë diçka të rreme. *Ar-syetime sofistike.*
SOFISTIKË,~A . Përdorimi i sofizmave në një arsyetim për ta paraqitur si të drejtë dhe të vërtetë diçka që është e gabuar dhe e gënjeshtërt në thelb; tërësia e arsyetimeve që përdoren për këtë qëllim. *Zëvendësimi i dialektikës me sofistikën.*
SOFIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT. Arsyetim ose përfundim logjik që duket i drejtë nga ana e jashtme, por që në thelb është i gabuar dhe përdoret me qëllim të paramenduar për të shtrembëruar të vërtetën. *Përdorin sofizma.*

SOFRABEZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Mbulesë që shtrohet mbi tryezën e bukës. *Sofrabez i bardhë. Shtroi (vuri) sofrabezin. Shkundi sofrabezin.*

SOFT,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Pragu nga brenda dritares, pezuli i dritares. *Mbështetet në soft.* 2. *shih* SOFAT,~I.

SOGJE,~JA . *ah.* ~E, ~ET *poet., vjet.* 1. Ai që ruan dike a diçka, rojë. *Sogje syshqiponjë. Rri sogje. Bën sogje. I vë sogjet armikut* i vë pritë, i bën pusi.

2. Kullë vrojtimi a një vend i ngritur ku rrinë rojat. *Malet si sogje.*

SOGJETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *poet.* Ai që ruan diçka nga një armik, rojë. *Sogjetarë të patundshëm. Të rreptit sogjetarë.*

SOHI,~A . *sh.* ~, ~TË. Vend që nuk e zë dielli, hijesirë. *Pushonte në një sohi.*

SOHISHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Vend, zakonisht në mal, që nuk e zë dielli. *Dëbora e sohishtave.*

SOJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Fisi ose rrethi nga e ka prejardhjen dikush. *Soj i mirë (i keq). Prej soji të lartë (të ulët). S'u shkon për soj. S"e kanë për soj.*

*2.* Tërësia e njerëzve të afërt nga lidhjet familjare; farefisi, gjiria. *Nga soji i babait (i nënës). Nga soji i nuses. Soji e sorollopi. mospërf, bised.* farefisi i afërm dhe i target. *Jane soj. Një gjak e një soj.*

3. *vjet.* Familje që quhej si më e mirë e më e flsme, derë e mirë. *Nuse soji. Djalë soji.*

4. Lloj, fare. *Dy sojesh. Nga të gjitha sojet. Këto soj fletoresh.*

5. *biol.* Grup organizmash të të njëjtit lloj, që da-llohen për disa tipare të veçanta. *Soj malor. Soj i ri. Soj me rendiment të lartë. Sojet e misrit.*

SOJAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Brisk xhepi, që hapet e mbyllet, biçak; thikë e vogël me teh të lakuar. *Sojak me dorezë prej briri (prej kocke). Mpreh so-jakun. Gdhend (pres) me sojak.*

SOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, me kërcell të drejtë e të gjatë, me lule të vogla të bardha ose në ngjyrë trëndafili, që bën bish-taja, kokrrat e të cilave përdoren për të nxjerrë një Hpj vaji ushqimor, për miell etj. *Vaj soje. Miell soje. Far'a soje. Qumësht soje. Silazh soje e misri.*

SOJLI,~ËSHË *mb. bised., vjet.* 1. Që i përkiste një familjeje nga shtresa e lartë, që e kishte prejar-dhjen nga një derë fisnike ose që mbahej për i mirë; që i përket një familjeje të njohur për veti e cilësi të mira., *Burrë sojli. Grua sojleshë.*

2. Që është nga një race e mirë (për kafshët shtë-piake). *Kale sojli.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

SOJNlK,~E *mb. bised., vjet.* Sojli. *Bijë (grua) sojnike.*

SOJSËZ,~E *mb. mospërf., shar. 1.* Që i përket një familjeje me cilësi e veti të dobëta; që e ka pre-jardhjen nga një derë e keqe. *Njeri sojsëz.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

SOJSHËM (0, ~ME (e) *mb. bised.* 1. Që ka një prejardhje të mirë a fisnike; që i përket një familjeje të njohur për veti e cilësi të mira, që e ka prejardhjen nga një derë e mirë. *Familje e sojshme. Vajzë e sojshme.*

2. Që është i një lloji a i një race të mirë (për kafshët shtëpiake). *Ka i sojshëm. Lope e sojshme.*

SOKAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Rrugë e ngushtë e zakonisht me dredha ndërmjet ndërtesave të qytetit ose të fshatit, zakonisht e shtruar me kall-drëm; rrugicë. *Sokak i ngushtë (me kalldrëm). Vijat e sokakëve. Sorollatej (sillej) sokakëve. Del në sokak.*

• Fjalë sokaku (rrugësb) fjalë që thuhen poshtë e përpjetë, thashetheme. Këlyshë sokaku *mospërf.* fënjiijë me edukatë të keqe që bredhin rrugëve, fëmijë rrugësh, rrugaçë. Qen sokaku (rrugësh, zorrësh, sall-haiieje) *mospërf. shih te* QEN,~L Mori sokakët filloi të bredhë andej ë këtej pasi është larguar nga shtëpia a nga një vend; mori udhët. E hodhi në sokak e ffaku në rrugë; e hodhi në mes të katër rrugëve. Mori so-kakun përpjetë u ngjit lart, u rrit shumë pa pasur ndonjë pengesë. E dine (e morën vesh) edhe gurët e sokakëve (e rrugës) *shih te* GUR,~I.

SOKËLLAS *jokal.,* ~lTA, ~ITUR. Sokëllij.

SOKËLLlJ *jokal.,* ~VA, ~RË. Thërras me zë të lartë; i bërtas dikujt me gjithë zërin që kam. *So-këllin më të madhe. I sokëlliu kalit.*

SOKËLLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Thirrje me zë të lartë, britmë. *Sokëllima tëfuqishme. Sokëllimat e luftëtarëve.*

2. Tingull i forte e i kumbueshëm, zhurmë me je-honë të lartë e të mprehtë. *Sokëllima të largëta. Sokëllima e sëpatës. Sokëllima e një mitralozi të rëndë.*

SOKËLLITJE,~A . *sh.* ~-'E, ~ET. Sokëllimë.

SOKOL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Shpend grabitqar me sqep të kthyer dhe me krahë e thonj të fuqishëm; petrit. *Sokoli kthetrazi. Hidhet si sokol.*

*"L fig.* Djalë a burrë, zakonisht shtathedhur, trim e i zoti, petrit. *Sokol mali. Sokol me fletë. Sokolat e brigades (e batalionit). Sokoli i nines! përk.*

SOKOLESttË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vajzë a grua zakonisht shtathedhur, që shquhet për trimëri e për shkathtësi në punë; gjeraqinë. *Sokoleshë mali. Sokoleshat e Malësisë. Sokoleshat e brigades. Partia joni sokoleshë. Grua sokoleshë. Luftuan si sokolesha.*

SOL,~I *m. muz.* Nota e pestë e shkallës muzikore që fillon me "do"; shenja për këtë note. *Nota sol. Çelësi* i *sol it.*

SOLAR,~I *m.* Lëng si vaj i zi që nxirret nga për-punimi i naftës dhe që përdoret si lëndë djegëse për motorët me djegie të brendshme, për vajim etj. *Vaj solar. Fuçi me solar. Furrë me solar.*

SOLEMN,~E *mb.* li Që bëhet me ceremoni të posaçme dhe me madhështi; që organizohet me rastin e një ngjarjeje të shënuar erne rëndësi të veçantë. *Mbledhjc (conference) solemne. Kremtime solemne. Miting solemn. Në këtë ditë solemne.*

*2.* Që jepet në mënyrë të vendosur, me seriozitet dhe rëndësi të veçantë. *Betim (premtim) solemn.*

3. Që ka tipare serioze, madhështore e të ngritura; hijerëndë e i lartë. *Stil solemn. Ton solemn. Në mënyrë solemne.*

SOLEMNlSHT *ndajf.* 1. Në mënyrë solemne, me madhështi të veçantë. *Përkujtuan (kremtuan) solem-nisht.*

2. Në mënyrë shumë të vendosur, serioze dhe me madhështi. *Deklaroi (shpalli) solemnisht. Premtoi solemnisht. Miratoi solemnisht.*

SOLETË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *ndërt.* Shtresa e tavanit të çdo kati të një ndërtese, e bërë me trarë prej betonarmeje, prej tullash me vrima etj., mbi të cilën shtrohet dyshemeja, ndërkat. *Soletë prej betonarmeje. Soleta të parapërgatitura. Hodhi (shtroi, be-tonoi) soletën.*

*2.* Shtrojë e hollë prej lëkure të butë ose prej kar-toni me beze, që i vihet këpucës nga brenda nën shputën e këmbës.
SOLFEZH,~I *m. muz. 1.* Ushtrime muzikore, që bëhen duke i emëruar notat e duke i kënduar sipas tingullit të shënuar për të stërvitur veshin. *Meson solfezhin.*
2. Lëndë mësimore në një shkollë, që jep njohuritë fillestare për muzikën e në veçanti për notat.
SOLIDAR,~E *mb.* 1. Që bashkohet me idetë, që-llimet dhe veprimet e një tjetri, që është gati të ndih-mojë a të mbështetë dike për të arritur një qëllim të përbashkët. *Jemi solidarë me luftën e drejtë të popujve. Jane solidarë me pikëpamjet e dikujt. Jemi solidarë me vëllezërit e klasës.*
2. *drejt.* Që është përgjegjës për diçka në tërësi së bashku me një tjetër. *Shitës solidarë. Debitorë (kreditorë) solidarë.*
SOLIDARËSl,~A . 1. Lidhja ndërmjet njerëzve ose grupeve shoqërore, që kanë qëllime e interesa të përbashkëta dhe që ndihmojnë njëri-tjetrin, shprehja e përkrahjes për qëllimet dhe veprimet e dikujt, më të cilin jemi të një mendjeje. *Solidarësia klasore (pro-letare). Solidarësi vëllazërore. Solidarësi ideologjike. Në solidarësi të plotë me dike. Shprehje solidarësie me luftën çlirimtare.*
2. *drejt.* Përgjegjësi e përbashkët me një tjetër për një veprim a për një detyrim në tërësi.
SOLIDARITET,~I *m. shih* SOLIDARËSl,~A.
SOLIDARIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të foljes SOLIDARIZOHEM. *Solidarizim i plotë. So-lidarizim me vendimin (me projektrezolutën).*
SOLIDARIZOHEM *vetv.* Shpreh miratimin e per-krahjen time për diçka ose për veprimet e dikujt, shfaq solidarësinë time me dike ose për diçka. *U so-lidariiuan me zotimin (me vendimin, me rezolutën). V solidarizuan me grevën (me luftën).*
SOUST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Artist (këngëtar, muzikant a valltar) që e luan a e këndon vetëm një pjesë në një shfaqje ose që luan një pjesë kryesore, shoqëruar nga të tjerët, artist që këndon a luan solo. *Solist opere (baleti). Solisti dhe orkestra (kori).*
SOLlSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SOLIST, ~I. *Solistja e bale tit. Soliste në piano.*
SOLO,~JA . *sh.* ~, ~T *muz.* 1. Pjesë muzikore që këndohet me zë a luhet në një vegël nga një njeri i vetëm ose pjesë valleje që kërcehet nga një kërcimtar me shoqërim ose pa shoqërim nga artistët e tjerë. *Solo baleti. Solo në piano. Solo për violinë. Këndon një solo nga opera.*
2. *përd. ndajf.* Vetëm, jo së bashku me një këngë-tar, valltar ose muzikant tjetër. *Këndoi solo. I bie solo një vegle.*
SOLSTIC,~I *m. sh.* ~E, ~ET *astr.* Secila nga dy periudhat e vitit kur Dielli ndodhet në pikën më të Iargët nga Ekuatori. *Solstici i verës* dita më e gjatë e vitit (22 qershor). *Solstici i dimrit* nata më e gjatë e vitit (22 dhjetor).
SOLUCION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Tretësirë. *Solucion I holluar (i përqendruar). Përgatit një solution. E zhyti në solucion.*
SOLLAK,~E *mb. bised., vjet.* 1. Mëngjërash. 2. *em. f.* ~E, ~JA. Dora e majtë.
SOMALEZ,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Somalisë ose ai që e ka prejardhjen nga Somalia (shtet në Afrikën Verilindore).
SOMALEZ,~E *mb.* Që lidhet me Somalinë ose me somalezët, që është karakteristik për Somalinë ose për somalezët, i Somalisë ose i somalezëve; që është krijuar nga somalezët. *Populli somalez. Qeveria somaleze. Fiset somaleze. Këngë somaleze.*
SOMNAMBUL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mjek.* Ai që vuan nga somnambulizmi. *Ecën si somnambul.*
SOMNAMBULIZËM,~MI *m. mjek.* Çrregullim i sëmurë te disa njerëz, të cilët ngrihen nëpër gjumë dhe bëjnë lëvizje e veprime të ndryshme në mënyrë të pavetëdijshme. *Vuan nga somnambulizmi.*
SOMUNE,~IA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Lloj buke si simite e nolle dhe e rrumbullakët, e gatuar me miell gruri të situr mirë.
SONATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *muz.* Vepër muzikore për një ose dy vegla, e përbërë prej tri ose katër pjesësh me kohë të ndryshme dhe me një ndër-tim të posaçëm të temave. *Sonatë për piano. Sonatë për violinë e piano.*
SONDAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. *shih* SON-DIM,~I. *Sondazhe për ujë të pijshëm. Sondazh për zbulim rezervash nafte.*
*2. fig.* Hetime paraprake që bëhen me rrugë të ndryshme ose me mënyra të tërthorta për të njohur gjendjen, mendimet e qëndrimet për diçka etj. *Sondazhe diplomatike (politike). Përfundimet e sonddzhit. Nga disa sondazhe në fabrikë (në uzinë). U bënë sondazhe.*
SONDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pajisje për të bërë shpime të thella në tokë, që ka si pjesë kryesore një shtagë metalike me një kokë të posaçme dhe që zakonisht rrotullohet nga një motor. *Sondë shpimi (kërkimi). Kullat e sondave. Ngritën sondën.*
2. *mjek.* Vegël mjekësore në trajtën e një gypi të hollë, që futet brenda një organi të trupit për të hetuar një sëmundje ose për qëllime mjekimi. *Larja e stomakut me sondë. I vuri (i futij sondën. E ushqejnë me sondë. '*
3. *spec.* Pajisje e posaçme, që lëshohet në ujë ose që ngrihet në ajër me balonë për qëllime studimi. *Lëshuan një sondë.*
SONDlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes SONDOJ. *Sondimi i stomakut (i mëlçisë). Sondimi i një toke të panjohur. Bënë sondime.*
SONDIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *spec.* Punëtor që punon me sondë për shpime të thella në tokë. *Son-distët e ndërmarrjes gjeologjike.*
SONDOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *spec.* Hetoj me anë të sondës. *Sondojnë nëntokën.*
*2. fig. libr.* Përpiqem të njoh gjendjen ose mendimet, qëllimet a qëndrimet për diçka me rrugë të ndryshme ose me mënyra të tërthorta; hetoj.
SONET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *let.* Vjershë lirike prej 14 vargjesh, e ndarë në katër strofa, dy të parat prej katër vargjesh dhe dy të fundit prej tre vargjesh, zakonisht njëmbëdhjetërrokësh e me rima të gër-shetuara në mënyra të ndryshme; tingëUimë. *Sonetet e Mjedës (e Serembes).*
SONË. *gjin., dhan., rrjedh. e përem. pron.* JONE.
SONTE *ndajf.* 1. Në këtë mbrëmje a në këtë natë. në të cilën jemi ose që e kemi përpara. *Sonte në mes-natë. Do të nisemi sonte. Jane sonte për darkë te një mik. për sonte mjaft e kemi.*
*2.* Gjatë natës që sapo ka kaluar. *Sonte kam fjetur mirë.*

SOP,~I i *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e ngritur si gungë a si breg në sipërfaqen e tokës; kodrinë e vogël dhe e ulët, bregore, stom. *Tokë gjithë sopa e gropa. U ul në një sop.*
*2. tek.* Pjesa vijore e ngritur ndërmjet dy kanalevo të thelluara në një vegël a në një gyp. *Vjaskat dhe sopat e tytës së armës.*
SOP,~I II *m. sh.* ~A, ~AT. I. Pjesa e fundit në lugun e mullirit, nga del uji me force dhe godet fletët e gurit.
2. Muslluku i një fuçie, i një buti, i një voze etj. *Hapi sopin e butit.*
3. Një cope dru si pykë a koçan misri, që për-doret në vend të shtupës për enët prej druri. *Sopi i kades. I vuri sopin bucelës.*
SOPOJAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Shkozë-bardhë.
SOPRANO,~JA . *sh.* ~, ~T *muz.* Zëri me i lartë i grave në të kënduar; këngëtare që ka këtë zë. *Soprano lirike (dramatike). Soprano e operës. Zë sopranoje.*
SORGCM,~I *m. bot.* Bimë njëvjeçare me kërcell të drejtë e të lartë, me gjethe të gjata e me lule që i për-ngjajnë misrit, e cila përdoret si ushqimpër kafshët,zakonisht e grirë, ndërsa disa lloje përdoren në in-dustri për prodhime të ridryshme; melekuqe. *Mbjellin (korrin) sorgumin. V japin sorgum,*
SORKADH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *1. zool.* Kaproll. *Sorkadh mali. Hidhet (kërcen, vrapon) si sorkadh.*
*2. fig.* Djalë me trup të hajthëm e të hedhur, shumë i lehtë e i shkathët.
SORK^DHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *zool.* Femra e kaprollit, kaprolle. *Sorkadhe mali. E lehtë si sorkadhe. Ngjitet si sorkadhe.*
*2. fig.* Vajzë me trup të hajthëm e të derdhur, e lehtë dhe e shkathët.
SORKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Emër që i vihet një deleje me pika të zeza në turi ose me rrathë të zirrj rrotull syve. *Moli (qethi) sorkën.*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dele sorkë.*
. SOROLLAT *kal,* ~A, ~UR *bised.* 1. Rrotulloj rreth vetes; sjell rrotull. *Sorollat hellin e mishit.*
*2. fig.* E bëj dike që të vejë e të vijë disa here për një' punë pa ia zgjidhur; e përcjell dike sa në një vend në itjetrin pa i mbaruar punë; e sjell rrotull, e sjell vërpallë. *E sorollati me javë (me muaj). I sorollatnin njerëzit poshtë e lart.*
3. *fig.* E shtyj here pas here një punë pa e mbaruar, e zvarrit një punë pa e zgjidhur shpejt e në kohë. *sorollat gjërat (punët).*
ISOROLLATEM *vetv. bised. 1.* Sillem poshtë e lart duke humbur kohën kot; endem pa punë, vij rrotull. *Sorpllatet rrugëve. Nuk sorollaten në kohën e punës.*
*2.* Shkoj nga një vend në tjetrin pa mbaruar punë, sillem gjatë andej e këtej për të mbaruar një punë. *U sorollat gjithë ditën për pak gjë.*
*3* Merrem me një punë për shumë kohë pa e për-funtiuar; vij rrotull me diçka.
SOROLLATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Ve-primi e rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve SOROLLAT, SOROLLATEM. *Sorollatje të kota (të panevojshme).*
SOROLLIMTHI *ndajf.* Përqark, rrotull, vërdallë. *Vjen sorollimthi* vjen rrotull.
SOROLLOP,~I *m. bised., mospërf.* Farefisi i largët, rrethi i largët familjar. *Soji e sorollopi* farefisi i afe'rm dhe i largët; familja dhe fisi. *E shau me soj e sorollop. la di sojin e sorollopin. Erdhi me soj e so-rollop* erdhi më të gjithë sa kishte, erdhi me kuç e me maç.
SORRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Mashkulli i sorrës.
SORRAK,~E *mb.* 1. I zi si sorra (për kafshët shtë-piake). *Dash sorrak. Ka sorrak.*
2.i *fig. shar.* I pacipë, i paturp, i ulët, faqezi (për njerëzit).
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
SORRË,~A .' *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Shpend me pendë të zeza të ndritshme e me sqep të kthyer, që ridërton çerdhe nëpër godina të braktisura e mbi drurë të lartë dhe që dëmton të mbjellat e pemët. *Tufë sorrash. Krakërijnë sorrat. Është veshur më të zeza si sorrë.*
*2.* Stërqokë.
• Si sorrat pas kermis *keq.* me lakmi a me dë-shirë të madhe. Me sa rri sorra në dy hunj (si sorra në dy hunj) asnjëherë, kurrë, kurrën e kurrës. E pagoi si prifti sorrën pagoi shumë shtrenjtë, e pagoi si frëngu pulën. Kur s'ke pulën, ha (edhe) sorrën *shih te* PULË, ~A. S'na i ka çukitur (s'na i ka ngrënë, s'na i ka pirë) sorra (pula) mendtë nuk e kemi humbur mendjen, nuk jemi aq të marrë a aq budallenj që të mos e ma-rrim vesh, të mos e kuptojmë diçka. Rrit sorrën të të nxjerrë sytë i bën mirë një mosmirënjohësi. Sorra sorrës (korbi korbit) s'ia nxjerr sytë të këqijtë ose njerëzit e një grupi a të një tarafi e mbrojnë njëri-tjetrin.
SORRËSHKINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shpend i zi me gushë të bardhë, me zë të çjerrë, që i ngjan dallëndyshes. *Këndojnë si sorrëshkina.*
SORRËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kunj i vogël prej druri që mban rrathët prej hekuri në krye të shtizës së parmendës a të qerres për t'u lidhur me zgjedhën.
SORRMË (i), ~E (e) *mb.* 1. Që ka pika të zeza e të bardha në turi (për bagëtitë). *Dele e sorrme.*
2. Që e ka lëkurën të zeshkët, zeshkan; që i ka sytë të zinj e vetullat të zeza.
SORRUSH,~E *mb.* 1. *përk.* Syzi e vetullzi. *Djalë sorrush.*
*2.* Që ka njolla të zeza, sidomos rreth syve (për bagëtitë). *Ka sorrush.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
SOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. I jap fund diçkaje, nuk lë me asnjë grime a asnjë pike, mbaroj. *E sosi tërë miellin (bukën, lakrorin, gjellën, verën, ujin).*
*2.* E shpie deri në fund, e kryej plotësisht, për-fundoj. *Nuk e sosifjalën. E sosipunën. Sosën së ngrëni.*
3. *fig.* Plotësoj, përmbush. *Ia sosi dëshirat.*
4. *jokal. vet. veta HI.* Mjafton diçka për të kryer një punë, arrin. *Nuk i sosin të holla. Nuk i sosi stofi.*
5. *jokal.* Arrij në një vend. *Sosi në shtëpi (në punë). Sosi shëndoshë e mirë. Nuk sosi me kohë.*
SOS *pj. bised.* Përdoret në pyetjet dhe në shprehjet retorike me kuptim mohues ose për t'i dhënë shprehjes një ngjyrim dyshimi a mosbesimi ose qesëndie; se mos, nuk. *Sos vjen për të mirë ai! Sos mendonin për ju! Sos ishte lopë e mirë!*
SOSEM *vetv. bised.* 1. *vet. veta III.* Merr fund diçka që përdoret, harxhohet etj., nuk mbetet me, mbarohet. *Iu sos kripa (mielli, sheqeri). U sosën dru-të. U sosën librat në dyqan. Po i sosen fuqitë. M'u sos fryma* mezi marr frymë.
2. *vet. veta III. fig.* Arrin diçka në pikën më të lartë sa s'mund të përmbahet me. *Iu sos durimi.*
3. *vet. veta HI.* Plotësohet, përmbushet. *Iu sos çdo dëshirë.*

4. Arrij në një vend, sos. *U sosën shpejt (me vo-nesë). U sosën mirë e bukur.*
•*k* Iu sos jeta (fryma) *shih te* JETË,~A. Nuk soset (nuk thahet) deti me luge *fj. u. shih te* DET,~I.
SOSJE,~A . *bised.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SOS, SOSEM. *Sosja e parave (e rezervave). S'kanë sosje.* *2.* Fundi, mbarimi; vdekja. *erdhi sosja.*SOSUR,~IT (të) *as. bised.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SOS, SOSEM. *S'ka të sosur* a) është me shumicë të madhe, s'mbaron kurrë; b) zgjatet shumë diçka. *Është në të sosur.*
SOT *ndajf.* 1. Në këtë ditë në të cilën jemi ose që 6 kemi përpara. *Sot dhe nesër. Dje dhe sot. Sot para dreke. Do të nisemi sot. Vijnë sot. Sot një javë (si sot njëjavë)* para një jave ose pas një jave po në këtë ditë. *Sot një vit* para një viti ose pas një viti po në këtë ditë. *Mot si sot* pas një viti po në këtë ditë. *Dy ditë si sot* që para dy ditësh. *(Që) sot e tutje* që nga kjo ditë e me pas. *Sot e kaq vjet me pare. Mjafton për sot. E kishin lënë për sot.*
2. Në kohën c tashme, në ditët tona, tani; në pe-riudhën e tanishme të një vendi a të një shoqërie. *Dje dhe sot* në të kaluarën dhe në kohën e tanishme. *Shqipëria sot. Sot jetojmë të lire. Sot çdo gjë ka ndry-shuar. Mos e shiko si është sot.*
•*k* Njëherë si sot *shih te* NJËHERË. Sot për sot
a) përsa i takon kohës së tanishme; në rrethanat e tanishme, tani për tani; b) sa për tani, sa për këtë ditë. Sot e mot gjithmonë në të ardhshmen, kurdoherë. Sot e kësaj dite deri tani, deri në kohën tone, pa ndër-prerje. Sot e gjithë ditën vazhdimisht, pa ndërprerje. Me sot me nesër a) së shpejti, në një kohë të afërt;
b) duke e zvarritur në mënyrë të papërcaktuar. Jo sot, po nesër pa ia caktuar qartë afatin e diçkaje, duke e zvarritur a duke e sorollatur. Është sot për nesër është në ditët e fundit të jetës. la mori sot për nesër ia mori (hua etj.) për pak kohë, ia mori për t'ia kthyer së shpejti. Lagu sot e rruhu mot *shih te* LAGEM. Punon sot, ba sot a) ka të ardhura shumë të pakta, mezi i dalin për të jetuar, nuk i tepron asgjë; b) nuk di të kursejë, nuk'bën kursim. Sot i bën taunjtë, nesër i djeg *shih te* BËJ. Me mirë një vezë sot se një pule mot *fj.u. shih te* VEZË,~A.
SOTËM (i), ~ME (e) *mb.I.* Që i përket ditës në vazhdim, i kësaj dite në të cilën jemi; që është bërë a përgatitur brenda ditës; që ka ndodhur sot; i sot-shëm. *Dita e sotme. Në datën e sotme. Bukë e sol me. Gazeta e sotme. Lajmet e sotme.*
2. Që i përket kohës së tanishme^ që lidhet me ditët tona, me kohën në të cilën jetojmë. *Shqipëria e sotme. Në kohën e sotme. Në rrethanat e sotme. Detyrat e sotme. Revizionistët e sotëm.*
3. Që i përket periudhës më të fundit në historinë e një vendi a të një populli ose të një dukurie shoqërore, bashkëkohës, bashkëkohor; *Historia e sotme. Gjuha e sotme shqipe.*
SOTME,~JA (e) . 1. Dita e sotme; diçka që ka ndodhur sot. *Nuk do ta harrojë të sotmen.*
2. Tërësia e rrethanave dhe e kushteve të kohës së tanishme, koha jonë, koha e sotme. *E sotmja dhe e nesërmja. E sotmja dhe e kaluara. Nuk mendojmë vetëm për të sotmen. Rron më të sotmen.*
SOTPËRSOTSHËM (i), —ME (e) *mb.* I tanipër-tanishëm, i hëpërhëshëm, i dorëpërdorshëm.
SOTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I sotëm.

SOVAJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e vegjës së endjes, në trajtën e një druge të çarë në mes dhe brenda me një bosht me fillin e indit, të cilin e kalon nëpër fijet e majës; drugë, mëqik. *Mbushi (ndërroi) sovajkën. Vete e vjen si sovajkë.*
*1.* Vegël e makinës qepëse, në të cilën futet një rrotë
e vogël me perin që kalon nga poshtë gjatë qepjes.
SOVAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zoo!.* Kastriq.
SOVJET,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Këshilli i të dërguarve të punëtorëve, të fshatarëve dhe të ush-tarëve në Rusi gjatë dhe pas Revolucionit të Shkurtit 1917; organ i zgjedhur i pushtetit shtetëror në Bash-kimin Sovjetik gjatë periudhës kur në udhëheqje të partisë e të shtetit ishte V.I. Lenini dhe me pas J.V. Stalini. *Sovjeti i fshatit (i qytetit). Sovjetët e punëtorëve (e fshatarëve, e ushtarëve) gjatë Revolucionit të Tetorit. Gjithë pushtetin sovjetëve!*
2. Organ i pushtetit shtetëror të borgjezisë së re në Bashkimin Sovjetik pas ardhjes në fuqi të revi-zionistëve modernë.
SOVJETIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me sovjetët e periudhës së veprimtarisë e të udhëheqjes së V.I. Leninit e J.V. Stalinit; që mbështetet tek sovjetët si organe të pushtetit shtetëror e politik. *Pushteti sovjetik. Rendi sovjetik. Bashkimi i Republikave So-cialiste Sovjetike (shkurt.* BRSSJ.
2. Që i përket Bashkimit Sovjetik të periudhës së veprimtarisë e të udhëheqjes së V.I. Leninit e J.V. Stalinit, që kishte të bënte me Bashkimin Sovjetik ose që ishte karakteristik për Bashkimin Sovjetik të asaj periudhe. *Patriotizmi sovjetik. Partizanët sovjetike.*
3. Që ka të bëjë me Bashkimin Sovjetik të periudhës pas ardhjes në fuqi të revizionistëve modernë. *Revizionizmi sovjetik. Socialimperialistët sovjetike. Ushtria agresive sovjetike.*
SOVKOZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ndërmarrje bujqësore shtetërore në Bashkimin Sovjetik të periudhës së veprimtarisë e të udhëheqjes së V.I. Leninit e J.V. Stalinit.
2. Ndërmarrje bujqësore kapitaliste shtetërore në Bashkimin Sovjetik pas ardhjes në fuqi të revizionistëve modernë.
SOVRAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kryetari i një shteti me regjim monarkik, mbret ose perandor.
SOVRA,N,~E *mb.* 1. Që gëzon sovranitet; që ka të bëjë me sovranitetin. *Shtet sovran. Të drejtat so-vrane. Jemi të lire e sovranë.*
2. Që është i lire e i pavarur për të ushtruar pushtetin më të lartë pa iu nënshtruar dikujt tjetër. *Popull sovran. Sundimtar sovran.*
3. Që i përket dikujt më të drejtë dhe me ligj; që qëndron me lart se çdo gjë, *Të drejtat sovrane të popullit. Interesat sovrane të popujve.*
SOVRANITET,~I *m.* E drejta që gëzon çdo popull e çdo shtet për të vendosur në mënyrë të lire dhe të pavarur për cështjet e veta dhe për marrëdhëniet me shtetet e tjera, pa iu nënshtruar asnjë ndërhyrjeje, urdhri ose kontrolli nga të tjerët. *Sovranitet i plotë. Sovraniteti i atdheut. Mbrojtja e lirisë, e pavarësisë dhe e sovranitetit. Ushtrimi i sovranitetit mbi ujërat territoriale. Teoria famëkeqe revizioniste e vsovra-nitetit të kufizuar".*
SPAHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *hist.* Feudal në Perandorinë Osmane, të cilit i jepej një prone (timar) dhe e drejta për të vjelë dytyrimet nga bujqit, me kusht që të shkonte në luftë si kalorës me një numër të caktuar

ushtarësh. *Timari i spahiut. Ushtria e spo~hirijve. Fshatarët vuanin nga bejlerët, pashallarët e spdhinjlë. I pinte të gjallë spahiu.*

SPAHILLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *hist.* 1. Shërbimii spahiut dhe të drejtat etij; sistemi i sun-dimit të spahinjve. *E drejta e spahillëkut. Heqja e sistemit të spahillëkut.*

*2.* Të ardhurat që nxirrte spahiu duke u marrë të dhjetën fshatarëve; e dhjeta dhe taksa të tjera që u merreshin me detyrim fshatarëve nga bejlerët. *U kërkonin spahillëkun. 3ejlerëve iu prenë spahillëqet.*

3. Prona e tokës (timari), mbi të cilin ushronte të drejtat e tij një spahi. *Të ardhurat nga një spa-hillëk.*

SPALCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk deti me trup të gjerë e të shtypur anash, me luspa të ndrit-shme si argjend, me mish të bardhë e të shijshëm; kocë e vogël.

SPANGO,~JA . *sh.* ~, ~T. I. Fill i trashë e i forte, i dredhur zakonisht prej kërpi; një cope e këtij filli. *Spango e dyllosur. Spango prej kërpi Çprej liri, prej letre). Top me spango. Lidh me spango. U këput spangoja.*

2. Filli i gjatë, në të cilin varet plumbçi i muratorit për të parë drejtimin e faqes së murit a të një qoshe-je. *vuri spangon murit. E ka bërë me spango.*

• I lëshoi spangon *diçkaje shih te* LËSHOJ.

SPANJISHT *ndajf.* Në gjuhën spanjolle. *Flet spanjisht.*

SPANJlSHTE,~JA . Gjuhë indoevropiane me prejardhje nga latinishtja që flitet në Spanjë dhe në disa vende të Amerikës Latine; gjuha spanjolle. *Përkthyer nga spanjishtja.*

S^ANJOLL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Spanjës ose ai që e ka prejardhjen nga Spanja.

SPANJOLL,~E *mb.* Që lidhet me Spanjën ose me spanjollët; që është karakteristik për Spanjën ose për spanjollët, i Spanjës ose i spanjollëve, që është krijuar nga spanjollët. *Gjuha spanjolle. Populli spa-njoll. Muzikë (valle) spanjolle. Piktorët spanjolle. Revolucioni spanjoll.*

SPARTAKIADË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gara sportive, në të cilat marrin pjesë një varg skuadrash e shoqërish të përfaqësuara me lloje të ndryshme sporti. *Spartakiada kombëtare. Spartakiada e rinisë shko-llore. Spartakiada dimërore e Ushtrisë Popullore. Pjesëmarrësit e spartakiadës.*

SPARTAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Banor i lire i qytetit-shtet skllavopronar të Spartës në Greqinë e lashtë, qytetarët e të cilit stërviteshin me disiplinë të rreptë për të duruar kushte të vështira jetese. *Luftë-rat elspartanëve kundër athinasve. Jetë spartani. Qën-druari si spartanë.*

SPARTAN,~E *mb.* 1. *hist.* Që lidhej me Spartën e lashtë ose me spartanët; që ishte karakteristik për Spartën ose për spartanët, i Spartës ose i spartanëve, që është krijuar nga spartanët. *Ushtria spartanë. Anijet spartanë.*

2. *fig.* Që shquhet për qëndrueshmëri në vështirësi e në rrethana të rënda, që bën jetë të ashpër. *Qëndrim spartan. Jetë spartanë. Edukatë spartanë.*

SPASTRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SPASTROJ, SPASTROHEM.

*Spastrim rrënjësor. Spastrimi i organeve të pushtetit (të Partisë). Spastrimi i çdo gjëje të vjetër.*

SPASTROHEM *vetv.* 1. Largoj nga vetja me punë e edukim të vazhdueshëm çdo gjë të keqe, mbeturinat e shfaqjet e huaja që me pengojnë të eci përpara në rrugë të drejtë. *Spastrohemi nga të këqijat e së ka-luarës.*

2. *Pës. e* SPASTROJ.

SPASTROJ *kal,* ~OVA, ~tJAR. 1. Heq pa-
pastërtitë e mbeturinat që kanë zënë vend ose që janë përzier me diçka. *E spastroi rrugën. Spastron mineralin (xeherorin).*

*2. usht.* Dëboj nga një vend, nga një pjesë e frontit etj. mbeturinat e armikut e të forcave të tjera kundër-shtare. *E spastruan sektorin (zonën). Spastruan vendin nga nazistët dhe tradhtarët.*

3. *fig.* Zhduk me punë dhe me edukim anët e kë-qija, mbeturinat e shfaqjet e huaja që pengojnë ecjen përpara në rrugë të drejtë. *Spastrojnë ndërgjegjen. I spastron nga çdo mbeturinë e së kaluarës.*

4. *fig.* Largoj nga një detyrë, nga radhët e një or-ganizate etj., pas një shoshitjeje të imët, tëgjithëata që nuk e meritojnë atë vend ose që mund të dëmtojnë punën. *Spastruan radhët Çaparatin shtetëror).*

SPASTRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me heqjen e papastërtive në një vend; ai që merret me pastrimin e diçkaje, pastrues.

SPASTRCES,~E *mb.* 1. Që bëhet a që shërben për të hequr papastërtitë ose gjërat e tepërta në një vend; pastrues. *Punë spastruese.*

*2.* Që bëhet për të zhdukur mbeturinat e shfaqjet e huaja e të dëmshme ose për të larguar nga një detyrë, nga radhët e një organizate etj., ata që nuk e meritojnë atë vend ose që mund të dëmtojnë punën. *Ve-prim (ndikim) spastrues. Masa spastruese.*

SPAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeol.* Mineral i kris-talizuar me përbërje të ndryshme, i cili ka veti që kur goditet ndahet në pjesë të rregullta zakonisht në trajtë të rombit. *Spat gëlqeror. Spat i fushës. Spat i Islandës.*

SPATHI *mb.* 1. Që i përket njërës nga të katër ngjyrat e lojës së letrave, e cila paraqitet me një tërfil të zi me tri gjethe. *Fanti spathi. Çupa spathi. Dyshi (teta, dhjeta) spathi.*

2. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Një 1 etër me këtë ngjyrë. *Hedh një spathi. E mori me spathi.*

Doli si fanti spathi *shih te* FANT,~I.

SPATHINJSH *ndajf. Luaj spathinjsh:* luaj një lojë me letra, në të cilën numërohen veçan letrat spathi për të fituar.

SPATHOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* 1. Rreckë, zhele. 2. *përb.* Njeri i rreckosur, zhelan.

SPAZMË,~A *£ sh.* ~A, ~AT *mjek.* Tkurrje e menjëhershme, e zgjatur dhe e pavullnetshme e një muskuli ose e një organi, që shoqërohet me dhem-bje ose me çrregullime. *Spazmë nervore. Spazma të enëve të gjakut. Iu zu gryka nga një spazmë.*

SPEC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë barish-tore e butë me kërcell të degëzuar, me gjethe vezake, me lule të vogla të bardha, që bën fryte të fryra melëkurë mishtake në ngjyrë të gjelbër, të verdhë a të kuqe me fara brenda dhe është një nga perimet më të përhapura; frytet e kësaj bime që përdoren për ushqim; piperkë. *Spec i kuq. Spec djegës. Speca go-gozhare. Speca të tharë. Speca të mbushur. Speca të pjekur (të skuqur). Speca turshi. Salcë specash.*

2. Pluhur i kuq nga frytet e thara e të grira imët të një lloji të veçantë të kësaj bime, me kokrra të vogla, të kuqe e shumë djegëse, i cili i hidhet gjellës; pipër i kuq. *Spec i kuq. U hedh spec fasuleve (lakrave).*

3. *fig. bised.* Njeri shumë nevrik, që merr zjarr për çdo gjë. *Është një spec që nuk durohet.*

• U be spec (piper) u zemërua shumë e menjëherë, i hipi inati menjëherë. U be spec (i kuq) në fytyrë u skuq fort (nga zemërimi, inati etj.). Punë me spec punë e lidhur me vështirësi dhe me kokëçarje e të papritura; diçka me pasoja të rrezikshme. Shaka me spec shaka që mund të ketë pasoja të rënda, shaka me zarar. U zone (u grindën) për pesë para spec *shih te* PARA,~JA.

SPECIAL,~E *mb.* 1. Që dallohet për diçka të jashtëzakonshme, i veçantë; *kund.* i zakooshëm. *Në kushte speciale.*

2. Që është i caktuar a që bëhet posaçërisht për dike a për diçka, i posaçëm; *kund.* i zakonsbëm. *Report special. Makinë (enë) speciale. I dërguar (korres-pondent) special.*

3. Që lidhet me një degë të veçantë e të ngushtë të shkencës a të teknikës; *kund.* i përgjithshëm. *Term special. Lëndë speciale. Studime speciale.*

4. Që është i një cilësie të veçantë, më të lartë se të tjerët; që ben punë të një cilësie të veçantë a nxjerr nga duart sende me cilësi më të lartë se të tjerët. *Duhan special. Rrobaqepësi speciale.*

SPECIALIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ka njohuri të posaçme dhe të thelluara në një degë të shkencës, të teknikës a në një mjeshtëri; ai që punon në fushën e një specialiteti. *Specialist i mesëm (i lartë). Specialistët ushtarakë. Specialistët e bujqësisë (e bleg-torisë). Specialist për sëmundjet e syve (veshkave).*

2. *bised.* Njeri shumë i aftë për diçka; njeri të cilit i vjen doresh shumë për diçka, mjeshtër i mirë. *Specialist* i *mbaruar. Specialist për gjithçka* edhe *iron. Është specialist për të tilla punë.*

SPECIALISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SPECIAUST,~I.

SPECIALITET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Degë e veçantë e një shkence, e teknikës a e një mjeshtërie; lëndë e posaçme që mësohet në një shkollë të lartë; puna për të cilën dikush ka marrë njohuri të veçanta ose është përgatitur posaçërisht. *Specialitet i ngushtë. Provimet e specialitet it. Ka specialitetin mjek kirurg. Punon në specialitetin e vet. Ndërroi specialitetin.*

2. *bised.* Diçka për të cilën një njeri është shumë i aftë ose i vjen doresh shumë; zanat.

SPECIALIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SPECTALIZOJ, SPECIA-LIZOHEM. *Specializimi i punëtorëve (i mj'ekëve). Specializimi i prodhimit. Specializimi i ekonomive bujqësore. Kurse specializimi. Shkoi për specializim.*

SPECIAUZOHEM *vetv.* 1. Marr njohuri të posaçme e të thelluara në një degë të shkencës a të teknikës ose fitoj shprehi të veçanta në një mjeshtëri,
përgatitem si specialist në një fushë të ngushtë. *Është specializuar për pemëtari (për bletari). U specializua për sëmundjet e veshëve (për radiologji).*

2. *vet. veta III.* Merret me një degë të veçantë ose kryesisht me nxjerrjen a me përpunimin e një lloji të caktuar prodhimi. *Është specializuar për rritjen e pambukut.*

3. *Pis. e* SPECIALIZOJ.

SPECIALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I jap njohuri e shprehi të posaçme e të thelluara në lëmin e një shkence, të një teknike a të një mjeshtërie; e përgatit si specialist në një fushë të ngushtë. *spe-cializuan për sëmundjet e zemrës. E specializuan për bletari.*

2. E caktoj të merret me një degë të veçantë ose me një lloj prodhimi me qëllim që të shtohet sasia dhe të ngrihet cilësia (për bujqësinë, industrinë etj.).

SPECIFIK,~E *mb.* 1. *libr.* Që është karakteristik dhe i veçantë për një send, për një dukuri a për një njeri ose për një grup të caktuar dhe që i bën të da-llohen nga të tjerët; krejt i posaçëm, i një tipi të veçantë. *Ligje specifike. Metodë specifike. Kushte (rre-thana) specifike. Vështirësi specifike. Interesat specifike të një klase.*

2. *spec.* Që ka të bëjë me njësitë e matjes së trupave e të dukurive duke i krahasuar me diçka që merret si e qëndrueshme. *Pesha specifike fiz. shih te* PESHE, ~A 2. *Nxehtësia specifike. fiz.* sasia e nxehtësisë që duhet për të ngritur një grade një gram të një lënde.

3. *mjek.* I shkaktuar nga mikrobe të njohura, që luftohen me barna të posaçme (sidomos për tuber-kulozin e sifilizin). *Mjekim specifik* mjekim me barna që veprojnë drejtpërdrejt mbi mikrobet.

+ Pesha specifike përpjesëtimi i diçkaje në një të-rësi; roli ose vendi që zë diçka në një tërësi.

SPECIFIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr.* Tërësia e tipareve që përbëjnë anën e veçantë dalluese të një sendi ose të një dukurie, veçoria dalluese. *Specifika epunës (e metodës). Specifika e çdo kombi (e çdo vendi). Specifika e arteve figurative (e letërsisë). E ka specifike të vetën.*

SPECIFIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr., spec.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SPECIFIKOJ, SPECIFIKOHET. *Specifikimi i modeleve. Në per-puthje me specifikimet e fabrikës.*

*2.* Tabelë a listë ku shënohen me radhë veglat e pjesët që i përkasin një pajisjeje, karakteristikat kryesore të një makine etj. *Specifikimi i armatures. Specifikimi i aparaturës dhe i makinerisë.*

SPECIFIKOHET *libr., spec. Pës. e* SPECIFIKOJ. *Masat që specifikohen në rregullore.*

SPECIFKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. *libr.* Për-caktoj në mënyrë të veçantë të dhënat për diçka ose e dalloj veçan diçka ndër të tjerët. *Specifikon kushtet. Nuk e ka specifikuar për cilin rast. Flet në përgjithësi, pa i specifikuar gjërat.*

2. *spec.* I ndaj a i rendit sendet e mallrat sipas cilësive ose sipas karakteristikave të tyre të veçanta, duke i shënuar në dokumentet përkatëse.

SPEKTATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që shkon posaçërisht në një teatër, kinema, stadium etj. për të parë një shfaqje artistike, një program, një ndeshjeetj.; shikues. *Spektator i rregullt. Duartrokitjet e spektatorëve. Vendet për spektatorët.*

*2. fig. keg.* Ai që është i pranishëm në një ngjarje, në një punë etj. dhe vështron pa u përzier e pa u shqe-tësuar për të; soditës, sehirxhi. *Qëndrim prej spek-tatori. Nuk qëndruan spektatorë.*

SPEKTATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SPEKTATOR,~I.

SPEKTËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. *fiz.* Brez me ngjyrat e ylberit që përftohet nga kalimi i rrezeve të dritës nëpër një prizëm ose nëpër një lëndë tjetër e cila i thyen rrezet. *Spektër i vazhdueshëm. Spektri i dritës. Spektri shtatëngjyrësh. Spektri diellor.*

*2: fiz.* Brez me vija e me rripa me ngjyra të ndrysh-rae karakteristike, që përftohet nga rrezatimi i një trupi ose i një'lënde të nxehur tepër dhe që përdoret për të

përcaktuar përbërjen kimike të trupave. *Spektri i bakrit (i hidrogjenit).*
3. *fiz.* Shkallëzimi i vlerave që mund të marrë një madhësi e caktuar. *Spektri i lëkundjeve. Spektri i tingullit. Spektri magnetik* mënyra e shpërndarjes së vijaye të forces në një fushë magnetike.
4.' *mjek.* Tërësia e sëmundjeve dhe e mikrobeve për të cilat vepron një bar, fusha e veprimit të një bari. *Antibiotik me spektër të gjerë veprimi.*
5.j *fig.* Fushat e ndryshme që rrok veprimtaria krijuese e një shkrimtari, e një dijetari etj.; fushë krijlmi a veprimi. *Spektri i krijimtarisë së Asdrenit.*
SfEKTRAL,~E *mb. fiz. shih* SPEKTROR,~E.
SPEKTROR,~E *mb. fiz.* Që ka të bëjë me spektrin, i spektrit, që lidhet me zbërthimin e spektrit të rre-zatitneve të ndryshme. *Vijat spektrore. Analizë spek-trore* analizë për të përcaktuar përbërjen kimike të një trupi rrezatues në bazë të spektrit që ka.
SPEKULATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me spekulime, spekulues; matrapaz. *Spekulatorët e tregut të zi (e burses). Spekulatorët e drithit (e to-kave). Dallaveret e spekulatorëve.*
SPEKULlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SPEKULOJ, SPEKULOHET. *Spekulimet me drithin. Spekulimet me tokat. Spekulimet në bursë. Lufta kundcr spekulimeve dhe tregut të zi. Fushë spekulimesh e fitimesh për kapita-listët. Benin spekulime. Merrej me spekulime.*
*2. fig.* Shtrembërim i së vërtetës, i fakteve etj. në dëm të dikujt, duke përdorur metoda të stërholluara e duke shfrytëzuar mirëbesimin e të tjerëve; dallavere, mashtrim. *Spekulime politike. Spekulimet e klerikëve. Spekulimet e teoricienëve revizionistë.*
SPEKULOHET *pavet.* Përdoret diçka në mënyrë të shtrembëruar e mashtruese për qëllime të caktuara. *Spekulohet në emër të novatorizmit. Spekulohet me tezat e drejta marksiste-leniniste (nga revizionistët).*
SPEKULOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Nxjerr fitime duke blerë mallra me rrugë të parregullta e duke i shitur me çmime më të larta ose fitoj nga blerja e shitja e letrave me vlerë dhe e monedhave duke shfrytëzuar lëkundjet e kursit të shkëmbimit (në vendet kapitaliste e revizionistë). *Spekulonin me drithin (me lëkurët). Spekulonte me aksione (me arin, me va-Jutën e huaj).*
2. Përpiqem të nxjerr përfitime nga mungesat e
nga vështirësitë e dikujt; shfrytëzoj mirëbesimin e dikujt a një tipar tjetër të tij për qëllime jo të mira. *Tregtarët (bejlerët) spekulonin me padituriinë e fsha-tarëve. Spekulon me butësinë (me zemërgjerësinë) e të tjerëve. Kërkonin të spekulonin me demokradnë tone.*
*3. fig.* E përdor diçka sipas qëllimeve a synimeve të mia, duke shtrembëruar faktet dhe të vërtetën. *Revizionistët spekulojnë me emrin e Leninit.*
SPEKULCES,~E *mb.* 1. Që merret me spekulime; që nxjerr fitime me anë të spekulimit. *Ndërmarrje spekuluese (kapitaliste). Çmime spekuluese. Tregu privat spekulues.*
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Speculator. *Lufta kundër spekuluesve private.*
SPERMË,~A . *fiziol.* Lëngu që prodhojnë gjë-ndrat gjinore të mashkullit, fare.
SPËRDREDH *kal.,* ~ODHA, ~EDHUR. Për-dredh fort ose disa here; dredh shumë. *Spërdrodhi mustaqet. Spërdredh trupin (bishtin).*
SPËRDREDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SPËRDREDH, SPËR-DRIDHEM. *Spërdredhj'a e fillit (e telit). Spërdredhjet e trupit.*
SPËRDRIDHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Përdridhet fort; bën dredha të shumta. *Ishte spërdredhur filli. Ngrihej tymi duke u spërdredhur.*
2. *keq.* Bëj lëvizje të tepruara e të pahijshme me trup, tundem e shkundem, përdridhem. *Dridhet e spërdridhet. Hidhet e spërdridhet. Spërdridhen si ngja-lat në grep.*
SPËRËNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shpargull. SPËRK,~U *m. krahin.* Qose.
SPËRKAT (SPËRKAS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Lag
lehtë përsipër duke i hedhur pikla uji a të një lëngu tjetër; stërpik. *Spërkat rrobat (dyshemenë). Spërkat duhanin e grirë. Spërkat me ujë (me kolonjë). Spërkat me dorë (mefurçë).*
2. I hedh një lëndë kimike të lëngët në trajtë vese një bime për ta mbrojtur nga sëmundjet ose një pellgu me ujë të ndenjur për të zhdukur mushkonjat etj. *Spërkati hardhinë (pemët). E spërkati me pompë. I spërkatën vreshtat me gurkali.*
3. Ndot me pika balte ose të diçkaje tjetër, çikë-loj. *E spërkat me baltë (me bojë). Na spërkati me pësh-tymë.*
SPËRKATEM *vetv.* 1. Bëhem me pika uji, balte etj., ndotem me pikla të një lëngu që përhapen me vrull; çikëlohem. *U spërkat duke u larë. U spërkat me gëlqere. Ishte spërkatur kokë e këmbë.*
2. *fig.* Njomet (me gjak). *Toka jonë u spërkat me gjak.*
3. *Pës. e* SPËRKAT.
SPËRKATËS,~I *m. sh. ~,* ~IT. 1. Punëtor që merret me spërkatjen e bimëve a me spërkatjen e pellgjeve, të kanaleve etj. me lëndë të posaçme kimike. *Brigada e spërkatësve.*
2. *shih* SPËRKATËSE,~JA 2.
SPËRKATËS,~E *mb. 1.* Që shërben për të spërkatur bimët, pellgjet a diçka tjetër, që përdoret pertë shpërndarë një lëng në trajtë piklash. *Pompë spër-katëse. Mjete spërkatëse.*
2. Që merret me spërkatje, që është ngarkuar të bëjë spërkatje. *Punëior spërkatës.*
SPËRKATËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* SPËRKATËS,~I 1. *Punon si spërkatëse.*
2. Pompë a pajisje tjetër që shërben për të spër-katur bimët, pellgjet me ujë të ndenjur etj. *Përdorin spërkatëset.*
SPËRKATJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SPËRKAT, SPËRKATEM. *Spërkatja e pare. Spërkatja e të lashtave (e vreshtave, e duhanit). Spërkatja me gurkali. Spërkatja me ujë. Spërkatja me pompë (me aeroplan). I bënë spërkatjen.*
SPËRKË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Secila nga pikat e ujit a të një lëngu tjetër, të b'altës etj., që shpëmdahen me vrull ose përplasen mbi diçka; pikël, stërkitë. *Spërka uji (balte). Ngre spërka duke ecur. I ra një spërkë në pantallona.*
2. Pika të vogla me ngjyrë tjetër të dallueshme, të shpërndara në një pëlhurë, cirka. *Stof (pallto) me spërka.*
SPË^RKËL,~LA . *kryes. sh.* ~LA, ~LAT. Spërkë e vogël. *Spërkla pështyme. Nxjerr spërkla duke folur. Përhapet sëmundja me anë të spërklave.*

SPËRNDRIT (SPËRNDRIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E fshij dhe e pastroj mirë, e bëj të ndritë nga pastërtia e nga rregulli;-e bëj dritë. *E spërndriti shtëpinë. 1 lau e* i *spërndriti dhomat.*
2. *jokal.* Ndrit, shkëlqen fort.
SPI,~A . *sh.* ~, ~TË. Sqetullar i xhokës.
SPIC. 1. *ndajf.* Merroba e me këpucë të reja; në mënyrë të stërholluar e që bie në sy. *veshur e i mba-thur spic.*
2. *përd. mb.* Që është i ri fare dhe i zgjeanur me shije të stërholluar; që është i zgjatur dhe i hollë, me majë, spicë. *Me rrobat spic. Një pale këpucë spic. Mustaqe spic.*
SPlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ashkël druri e hollë e me majë, cefël e vogël druri. *Spica pishe. Kruaj^ me spicë. Ju ngul një spicë. I hyri një spicë në gisht (në thua).*
*2. kryes. sh. fig.* Fjalë që thuhen për të futur të tjerët në ngatërresa, fitme, kalla. *Shtie (fut) spica. Hedh spica. Flet me spica* hedh thumba kundër dikujt, përdor fjalë therëse.
3. Secili nga drunjtë që lidhin bucelën me rrethin e rrotës së qerres, të karrocës etj.; rreze. *Spicat e rrotës. Iu thye një spicë.*
4. *vet. sh.* Degë të holla për të ndezur zjarrin, karth-je. *Spica dëllinje. Solli ca spica.*
5. *përd. mb.* Që e ka majën të zgjatur e të hollë, me majë. *mbante mustaqet spicë.*
*6. përd. ndajf.* Veshur me rroba krejt të reja e duke i mbajtur mirë. *Vishet (rri, mbahet) spicë.*
I kalli spicat *dikujt shih te* KALL i.
SPICËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keq.* Ai që fut spica, ngatërrestar, intrigant.
SPICOS *kal.,* ~A, ~UR. E bëj një dm spica të vogla, ashkeloj.
SPICOSET *vetv.* 1. Ndahet në spica të holla (për dru etj.), ashkëlohet. 2 *Pës. e* SPICOS.
SPIK,~U *m.* 1. Fill i trashë prej leshi të dredhur, gjalmë leshi.
2. Gajtan, zakonisht i zi, i dredhur prej fijesh leshi, që vihet si zbukurim në veshjet kombëtare. *Spik i zi (i kuq, i bardhë). Spik i dredhur me tetë fije.*
•*k* I hoqi spik jetës bënte jetë shumë të mirë.
SPKAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesa më e ngri-tur e një vendi në krahasim me rrafshin; reliev. *Spi-kamat e tokës.*
SPIKAT (SPIKAS) *jokal.,* ~A, ~UR. 1. *vet.*
*veta HI.* Bie në sy a dallohet mirë midis gjërave të tjera, del në pah, shquhet. *Spikatin oxhakët e fabri-kave (ndërtesat e reja). Spikatin ngjyrat e forta. Spikatin tiparet e reja. Spikatfryma e shëndoshë kombëtare. 2.* Dallohem për ndonjë cilësi a veti, shquhem midis të tjerëve për diçka. *Spikat për trimër( (zgjuarsi, guxim, vullnet).*
SP1KATEM *vetv. shih* SPIKAT 2.
SPIKATJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljes SPIKAT. *Spikatja e talentit (e mjeshtërisë). Spikatja e tipareve pozitive.*
SPIKATSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që bie në sy
a që dallohet mirë midis gjërave të tjera; që dulcet mirë, shumë i dukshëm.
SPIKER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që jep lajmet, lexon programet etj, në radio ose në televizion; folës. *Spikeri i radios. Zëri i spikerit.*
2. Ai që njofton numrat e programit në një shfaqje artistike. *Spikeri i estradës (i koncertit).*
SPIKERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SPIKER, ~I. *Spikerja e radios (e televizionit).*

SPIKTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* SPIK,~U.
2. Radha e fundit e çorapit të punuar me shtiza.
3. Bimë që sapo ka mbirë nga toka.
SPILAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Mjet për të zënë peshk, në trajtë të një shporte që ka përfundi një rrjetë. 2. Batinë, grackë.
SPILC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. *I.* Spicë e rrotës. *Spikat e qerres.*
*2.* Një nga shkopinjtë më të cilët ngrihet batina; cingël, shtjekëz.
• Është ndër (në) spilca a) është gati për të rënë; mezi mbahet në këmbë; b) nuk e zë vendi diku, është i shqetësuar për të ikur sa me pare, rri si mbi gjemba.
SPILLOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Vishem mirë e stolisem për ndonjë rast të veçantë, nisem e stolisem; spitullohem, pispillosem. U *spilluan për das-më.*
SPINAQ,~I *m. bot.* Bimë barishtore e butë një-vjeçare me gjethe të mëdha si trekendësh i zgjatur, që dalin nga rrëza e kërcellit; gjethet e njoma të kësaj bime që përdoren për lakror e për gjellë të ndryshme. *Spinaq dimri. Gjethe spinaqi. Spinaq me oriz. Lakror (supë, mish) me spinaq. Lau (griu) spinaqin.*
SPINË,~A. *sh.* ~A, ~AT *elektr.* Mjet i thjeshtëpër të lidhur me rrjetin elektrik një pajisje, i përbërë nga dy kunja metalikë të ngulur në një kokë të ve-çuar e të lidhur me përcjellësit e pajisjes. *Spina e radios (e televizorit, e hekurit). Fut (vë) spinën në prize. Heq spinën.*
SPIRAJLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. *mat.* Lakore që bën një sërë rrotullimesh rreth një pike a një boshti duke u zgjeruar në mënyrë të njëtrajtshme. *Spirale kërmillore. Bën (vizaton) një spirale.*
*2. tek.* Përcjellës ose tel me përdredhje të shumta në trajtën e kërmillit. *Spirale metalikë. Spiralja e ngrohëses.*
3. *fig.* Diçka që ka përdredhje të shumta, të cilat vijnë duke u zmadhuar ose duke u zvogëluar; vijë e lëvizjes së diçkaje në një rrugë ngjitëse a zbritëse me dredha si të kërmillit; rruga e ngjitjes në një shkallë më të lartë a e rënies së diçkaje me ndryshime të shpej-ta e të vazhdueshme dhe pa i përsëritur fazat e më-parshme. *Spiralet e tymit. Fluturim në spirale. Lëvizje (zhvillim) në trajtë spiraleje.*
4. *përd. mb.* Që vjen duke u dredhur a lakuar rreth një pike a një boshti; që ngjitet a zbret në trajtë spiraleje. *Vijë spirale. Shkallë spirale. Turjelë (sustë) spirale.*
SPIR4NCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *det.* Hekur i rëndë me disa veshë me majë të mprehtë, që lëshohet në fund të ujit me litar a me zinxhir dhe që shërben për të mbajtur anijen në një vend; hekur, çengel. *Spiranca e anijes (e barkës). Spirancë me dy (me katër) veshë. Rrëfana (vjega) e spirancës. Hodhi (ngriti) spirancën.*
*k* Ngriti spirancën (çengelat) u nis, u largua.
SPIRË,~A i . *mjek.* 1. Heqje barku, diarre. *E ka zënë spira. E lau spira.*
*2. keq.* Supë fare e hollë e pa shije, gjellë e keqe tërë lëng, fare pa yndyrë; spirilëng. *As që futej në gojë ajo spire.*
SPIRË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *mek., elektr.* Një rrotullim i një përçuesi ose i një teli të dredhur si spirale; dredhë. *Spirat e tel it (e bobinës). Numëron spirat.*
STIRËGJAKE,~JA . *mjek.* Barku i keq, lë-barkja, dizenteria.
SPIRILËNG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET *keq.* Gjellë shumë e hollë, fare pa yndyrë dhe pa shije, lëtyrë. *Ç'është ky spirilëng!*

SPIRITIZËM,~MI *m.* Besimi i kotë e pa asnjë bazë, sipas të.cilit nëpërmjet disa sendeve e njerëzve të yeçantë gjoja mund të vendosen lidhje e të bise-dohet metë ashtuquajturit shpirtra të atyre që kanë vdekur; tërësia e mënyrave dhe e mjeteve që përdo-ren për të treguar sikur gjoja është vendosur një lidhje e tillë. *Seance spiritizmi.*
9PIROHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Me shkon bark, jam me bark; ligem nga heqja e barkut.
SPIRC(Q,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Lloj lakrori i hollë me qumësht.
SPITAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Qendër e posaçme me mjekë, me shtretër dhe me pajisjet e nevojshme, ku shtrohen dhe mjekohen ata që vuajnë nga sëmundje të ndryshme; ndërtesa e kësaj qendre. *Spital civil (uslftarak). Spital i përgjithshëm. Spitali i fëmijëve.*
*Ndërtesa e spitalit. Drejtori i spitalit. Mjekët e spitalit. U shtrua në spital. Doli nga spitali.*
SPITALOR,~E *mb.* Që lidhet me spitalin, që i përket spitalit; që ndodh a që bëhet brenda spitalit. *Mjekim spitalor. Ulja e vdekshmërisë spitalore.*
SPITULLAQ,~E *mb. keq.* 1. Që vishet e stoliset jashtë mase për t'u dukur, që pispilloset. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SPITULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ ET *keq. 1.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes SPITULLOHEM.
2. Stërhollim i tepruar në veshje, në paraqitjen e jashtme, në sjellje etj.; qëndrim jo i natyrshëm për t'u dukur para të tjerëve; pispillosje. *Gjithë naze e spitullime.*
SPITULLOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~tIAR *keq.* 1. Vishem e stolisem jashtë mase për t'u dukur, pis-pillosem për të tërhequr vëmendjen e të tjerëve. *Spi-tullohej dhe shiste mend.*
*2.* Sillem me mënyra të stërholluara për të rënë në sy, mbahem në mënyrë jo të natyrshme.
SPIUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që mbledh të dhëna e dokumente sekrete në një vend për llogari të një shteti tjetër, ai që merret me spiunazh. *Spiun i huaj. Spiunët e imperialistëve. Kapën një spiun. E dënuan si spiun.*
2. Agjent i fshehtë i policisë që ndjek dhe gjurmon veprimtarinë e njerëzve përparimtarë e revolucionarë (në vendet kapitaliste e revizioniste). *Spiunët e policisë.*
3. *përb.* Njeri i vënë nga dikush që të ndjekë dhe të gjurmojë veprimtarinë e të tjerëve; ai që kallëzon per. fjalët e veprimet e një tjetri.
4. if *mb.* ~, ~E. Që është i pajisur me mjete të posaçme për të mbledhur të dhëna, sidomos me ka-rakter ushtarak. *Aeroplan spiun. Satelit spiun. Anije spiune.*
SPIUNAZH,~I *m.* 1. Veprimtaria e organizuar në dëm të një shteti tjetër për të mbledhur të dhëna ose dokumente të ndryshme ushtarake, politike, ekonomike etj., që ruhen si sekrete shtetërore; veprimtaria e spiunëve. *Spiunazh ushtarak (industrial). Rrjetë (qendër) spiunazhi. Akte (veprime) spiunazhi.*
2. *përmb.* Rrjeti i spiunëve të një vendi. *Spiunazhi amerikan (sovjetik).*
SPIUNlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *përb.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SPIUNOJ, SPIUNOHEM. *Spiunimi i shokëve nga një tradhtar.*
SPIUNLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised., përb.* Veprimtaria e atij që merret me spiunazh ose që spiunon të tjerët. *Bënte spiunllëqe.*
SPIUNOHEM. *Pës. e* SPIUNOJ.
SPIUNOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *përb.* 1. Gjurmoj e përgjoj fshehurazi veprimet dhe fjalët e dikujt për t'ua njoftuar organeve të policisë (në vendet kapitaliste e revizioniste). *spiunojnë punëtorët. I kishte spiunuar kryeplaku i fshatit.*
2. Kallëzoj për dike, i njoftoj fshehurazi eprorit a një më të madhi për veprimet që ka kryer a për fjalët që ka thënë dikush.
SPLON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vathë dimëroree rrethuar me gardh dhe e mbuluar me degë etj.; kasolle e mbuluar me kashtë.
SPOL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Lopatë prej druri, shutnë e lugët e me bisht të shlcurtër, që përdoret për të nxjerrë ujin e futur në barkë.
• Kishte me spol kishte me shumicë, me grushta (për paratë). U be spol u deh keq, u be tape.
SPONTAN,~E *mb. libr.* 1. Që bëhet në mënyrë të natyrshme e vetvetiu, pa ndonjë shtytje a ndërhyrje nga jashtë; i vetvetishëm. *Veprime spontëme. Pjesëmarr-je spontane. Mitingje spontane. Ndjenjë spontane. Dështim spontan. mjek.*
2. Që bëhet në mënyrë të paorganizuar, që i mungon drejtimi i ndërgjegjshëm. *Lëvizje (kryengritje) spontane.*
3. *bot.* Që mbin e rritet vetiu, pa ndërhyrjen e punës së njeriut; *kund. i* knltivuar. *Bimësi spontane. Flora spontane e vendit tone.*
SPONTANlSHT *ndajf. libr.* Pa shtytje a ndërhyrje nga jashtë, vetvetiu, në mënyrë të vetvetishme. *Lind (shfaqet) spontanisht.*
SPORADIK,~E *mb, libr.* Që bëhet, që ndodh a që shfaqet here pas here, në mënyrë të rastit e jo të rregullt; i rastësishëm. *Haste sporadike. Shembuj sporadike. Në mënyrë sporadike.*
SPORE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET *biol.* 1. Kok-rriza shumë të vogla të disa bimëve farëzhveshura si kërpudhat, myku etj., më të cilat bëhet shumëzimi i tyre. *Bimë që shtohen me spore.*
2. Qeliza të veçanta të disa mikroorganizmave, të rrethuara nga një cipë dhe me qëndrueshmëri të lartë ndaj kushteve të këqija. *Sporet e bacileve (e mikrobeve).*
SPORT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimtaria për zhvillimin e gjithanshëm dhe kalitjen e trupit nëpërmjet ushtrimeve fizike, lojërave të ndryshme, ndeshjeve etj., sipas rregullave të caktuara; një lloj i veçantë i kësaj veprimtarie. *Sportet e rënda. Sportet dimërore. Sportet e ujit. Sporti ynë popullor. Fusha e sportit. Pallati i sportit. Mjeshtër sporti. Këpucë sporti, Zhvillimi i fizkulturës dhe i sporteve. Merret me sport. Është bërë sport masiv.*
•*k* (Sa) për sport për të kaluar kohën, pa ndonjë arsye të rëndësishme a pa nevojë, kot.
SPORTDASHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ndjek rregullisht dhe me ëndje ndeshjet sportive në mes të skuadrave të ndryshme; dashamirës dhe përkrahës i zhvillimit të sporteve. *Sportdashësit kryeqytetas. Duartrokitjet e mijëra sportdashësve.*
SPORTDASHËS,~E *mb.* Që e do dhe e përkrah zhvillimin e sporteve; që ndjek rregullisht e me ëndje ndeshjet e ndryshme sportive. *Masat sportdashëse. Publiku sportdashës.*
SPORTIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ushtron një ose disa Iloje sporti; pjesëtar i skuadrës së një shoqërie ose klubi sportiv. *Sportist i kategorisë së pare. Sportistët e <<Partizanit".*
SPORTlSTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SPOR-TIST,~I.

SPORTIV,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me sport in, që lidhet me sportin dhe me ndeshjet e sportit; që shërben për të ushtruar një sport. *Ndeshje (lojëra)*
*sportive. Klub sportiv. Lëvizja sportive. Qitje sportive. Kalendari sportiv. Sheshi (këndi) sportiv. Qendra (fusha) sportive. Ngritja e mjeshtërisë sportive.*
2. Që është karakteristik për sportistët; që është si te sportistët. *Bluzë Çjakë) sportive.*
SPRAPS *kal.,* ~A, ~UR. Shtyj prapa dike që me vjen përballë a që e kam përpara, e detyroj që të tër-hiqet prapa; zmbraps. *E sprapsën armikun (sulmin).*
SPRAPSEM *vetv.* 1. Tërhiqem prapa ose detyrohem të tërhiqem përballë dikujt. *Usprapspër t'iliruar rrugën.*
*2. fig.* Heq dorë nga diçka duke mos e përballuar dot, tërhiqem para diçka je të vështirë; zmbrapsem. *Nuk sprapsën para vështirësive.*
3. *Pës. e* SPRAPS.
SPRAPSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SPRAPS, SPRAPSEM. *Sprapsja e sulmit. Sprapsja para pengesave (vështirësive).*
SPRASËM (0, ~ME (e) *mb.* I fundit, i prapmë. *Ditët e sprasme të vjeshtës.*
SPRETH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* STREHË, ~A i,2. *Sprethi i shtëpisë (i çatisë). Vë dorën në ballë si spreth.*
SPRtJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *mit.* Qenie fan-tastike e mitologjisë popullore, që përfytyrohej si një përbindësh i pangopur, i ngjashëm me kuçedrën. *Sprijë me shtatë krerë. U sul (u derdh) si sprijë.*
*2. fig. shar.* Grua e keqe, shpirtligë. *Ishte një sprijë e keqe.*
*it* Ka sprijën (shiritin, teojën) në bark *dikush shih te* SHIRIT,~I.
SPROVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vështirësi, fatkeqësi ose rrethana të tjera të rënda që i dalin përpara njeriut dhe që ai duhet t'i përballojë, duke treguar qëndresën e cilësitë e karakterit; prove jete. *Sprovë e rëndë (e vështirë). Sprovat e jetës. Periudhë sprove. Kaloi një sprovë. I bëri ballë një sprove të rëndë.*
*2.* Përvojë. *Sprova e një njeriu të vuajtur.*
3. Punim ose studim që trajton një çështje shken-core, shoqërore etj. me një vështrim të parë të për-gjithshëm, pa synuar të japs zgjidhje të plotë për-fundimtare. *Sprovë paraprake. Sprovë e gramatikës krahasuese.*
4. Prove. *E mori për sprovë.*
SPROVIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SPROYOJ, SPROVOHEM.
SPROVOHEM *vetv.* 1. Mat forcat në një punë, tregoj zotësinë për të kryer një gjë të vështirë. *U spro-vua ta shkulte me rrënjë. U sprovuan kalorësit më të mirë.*
*2.* Kaloj një prove; u qëndroj vështirësive e rre-thanave të ndryshme. *Është sprovuar në luftë (në punë). MUfësi që u sprovua në jetë.*
SPROVOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *I.* Vë në prove dike a diçka, e provoj në punë a në kushte të ndryshme. *Sprovoi armët. Sprovonin kuajt.*
2. Vuaj a heq një fatkeqësi; kaloj një përvojë; për jetoj. *Ka sprovuar shumë gjëra në jetë. Mos e spro-roftë!*
3. Përpiqem me tnënyra të ndryshme t'ia dal mba-në me dike a me diçka. *Sprovoi ta bindte. Sprovoi më të mirë (me fjalë).*SPROVUAR (i,e) *mb.* Që ka kaluar prova në punë a në rrethana të vështira, i sigurt; që është i rrahur rne jetën e me vështirësitë e ndryshme, që ka përvojë në jetë a në punë ose në një fushë të caktuar të ve-primtarisë. *Luftëtarë (partizanë) të sprovuar. Udhë-heqës Çkomunistë) të sprovuar. Mjet i sprovuar.*
SPURDHIQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Spurdhjak.
SPURDHIS *jokal.,* ~A, ~UR. Flas fjalë të ndyra, ndyj gojën.
SPURDHJAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *1. zool.* Trumcak, harabel; zog i vogël në përgjithësi. *Shpër-ndahen si spurdhjakët.*
*2. fig. niospërf.* Fëmi jë i vogël pa vlerë e pa përvojë, kalama; mistrec. *Do ta mësonte ai spurdhjak. U be edhe ai spurdhjak të flasël Ik, more spurdhjak.*
SPURDHJAKE,~JA *f. sh.* ~E, ~ET *mospërf. Fem. e* SPURDHJAK,~U 2.
SPURDHJAKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *mospërf.* Spurdhjak.
SQAP,~I *m. sh.* SQEP, SQEPTË. Cjap.
SQAPTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Rrogëza e par-mendës.
SQAQ *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj shumë të butë një ushqim duke e gatuar, e zbut mirë diçka duke e lëhë në ujë etj.; zbut, squll. *E sqaqi mishin. E sqaqin lirin (kërpin) në ujë.*
2. *vet. veto III.* E ligështon shumë dike dhe e bën t'i varen mishrat; *fig.* e lodh, e këput, e rraskapit. *E ka sqaqur sëmundja.*
3. E rrah keqas dike, ia zbut kurrizin, e zbruj.
SQAQEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Bëhet i butë si qull, squllet. *Ishte sqaqur gjella (mishi, peshku).*
2. Ligështohem shumë dhe me varen mishrat (nga një sëmundje *etj.); Jig.* lodhem shumë, rraskapitem, këputem. *Ishte sqaqur fare.*
3. *Pës. e* SQAQ.
SQAQUR (i,e) *mb.* 1. I zbutur e i bërë si qull, i squllët. *Mish i sqaqur.*
*2.* Që është ligështuar shumë dhe i varen mishrat, i squllur; *fig.* që është lodhur shumë, i rraskapitur, i këputur. *sqaqur nga sëmundja,* >
SQARlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SQAROJ, SQAROHEM. *Sqarim ideologjik (politik). Sqarimi i masave (i opinionit publik). Sqarimi- i gjendjes.*
*2. kryes. sh.* Shpjegime më të hollësishme për një punë, një ngjarje etj. *Kërkoi sqarime. Dha disa sqa-rime plotësuese.*
SQAROHEM *vetv.* 1. *vet. vet a III.* Bëhet i qartë a i tejdukshëm; kthjellohet. *Po sqarohet uji (burimi). V'sqarua qielli* u lafguan retë, u kthjellua qielli.
2. *vet. veta III.* Bëhet e qartë a e kuptueshme diçka që fluk dihej mirë ose ishte e errët. *U sqarua gjendja (sittfata). Po sqarohet çështja.*
3. Arrij ta kuptoj drejt dhe mirë diçka; marr shpjegime të qarta për diçka. *U sqaruan politikisht (ideologjikisht). U sqaruan mirë.*
SQAROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* E bën të qartë a të kthjellët, e kthjellon. *Kjo erë e sqaroi mot in.*
2. E bëj të qartë dhe të kuptueshme diçka të vësh-tirë a të errët; jap shpjegime më të hollësishme për një veprim, ngjarje etj., ndriçoj. *E sqaroi çështjen (problemin). I sqaroi për gjendjen.*
3. I tregoj rrugën e drejtë dhe i bëj të qarta idetë e pikëpamjet; mënjanoj keqkuptimet a paqartësitë që dalin për një punë, një çështje etj. *E sqaruan po-pullin (fshatarësinë). I sqaroi politikisht (ideologjikisht).*
SQARCES,~E *mb.* 1. Që e bën diçka më të lehtë për t'u kuptuar; që jep shpjegime më të hollësishme a plotësuese

për diçka për ta bërë më të qartë. *Shënime (shpjegime) sqaruese. Ushtrime sqaruese.*
2. Që tregon rrugën e drejtë dhe që shërben për t'i bërë të qarta idetë e pikëpamjet; që mënjanon keqkuptimet, mosmarrëveshjet a dyshimet për diçka. *Punë (bisedë) sqaruese. Punë politike sqaruese me masat.*
SQEP,~I m. *sh.* ~A, ~AT. 1. Zgjatim i gojës së shpendëve në trajtën e dy pjesëve të brirta, që vijnë zakonisht duke u ngushtuar në majë; qep. *Sqep i kthyer (i mprehtë, i sheshtë). Sqepi i pules (ipëllumbit, i shqiponjës). E çukiti me sqep. I ra me sqep.*
2. Cep, skaj. *Në sqep të arës. Rri në sqep.*
3. Pjesë e skajit me majë a si trekëndësh e një rrobe, e një mbulese etj.; kind, skundill. *Sqepat e xhamadanit. Sqepat e jorganit.*
4. Pjesë e dale, e zgjatur e me majë e një vegle, e një pajisjeje. *Sqepi i çekanit. Sqepi i vinçit.*
5. *fig. tall.* Goja e njeriut. *Mbylle sqepin! S'e hap sqepin.*
•*k* Nnk i ra në sqep edhe *poh.* a) nuk e hëngri dot, nuk e shijoi dot; b) nuk arriti ta shtinte në dorë a ta bënte të vetën diçka. E ka sqepin të gjatë *shih te* GJATË (i,e). Ka ulur pak hundën, por ka ngritur sqepin *iron, shih tek* UL.
SQEPADRUTH,~; *m. sh.* ~Ë, -^ËT *zool.* Qu-kapik.
SQEPAK,~E *mb.* Që ka trajtën e sqepit. *Daltë sqepake.*
SQEPAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vegël dore e zdrukthëtarëve dhe e muratorëve, e përbërë prej një pllake të metaltë me teh të kthyer nga njëra anë e me mykë si çekan nga ana tjetër dhe me bisht të shkur-tër druri, që përdoret për të gdhendur, për të ngulur e shkulur gozhdë etj. *Bishti i sqeparit. Gdhend me sqepar.*
*2.* Lloj shati i vogël me teh të kthyer, që përdoret për të prashitur.
•*k* Është me i rëndë bishti se sqepari (sëpata) *shih te* BISHT,~I.
SQSPGJATË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Shpend i brigjeve të detit me trup mesatar, me kokë dhe qafë të zezë, me bark të bardhë e me sqep të kuq.
2. Shaptore, shapkë.
SQEPGJATË *mb.* 1. Që e ka sqepin të gjatë, me sqep të gjatë. *Lejlekët sqepgjatë.*
2. *fig.* Që flet shumë, që nuk i rrihet pa folur për çdo gjë e për këdo.
SQEPGJILPËRË *mb. poet.* Që e ka sqepin me majë të mprehtë si gjilpërë. *Dallëndyshe bishtgërshërë e sqepgjilpërë.*SQEPHOLLË *mb.* Që e ka sqepin të hollë. *Shpend sqephollë.*
SQEPKRYQ,~I m. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog i ngjashëm me trumcakun, me trup të kuqërremë dhe me kapakët e sqepit të kthyer.
SQEPKTHYER *mb.* Që e ka sqepin me majë të kthyer, jo të drejtë. *Shqiponja sqepkthyer.*
SQEPKUQ,~E *mb.* Që e ka sqepin në ngjyrë të kuqe.
• *Korb sqepkuq zool. shih te* KORB,~I.
SQEPLUGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Lloj rose e egër me pendë të bardha dhe me sqep të madh, të gjerë e si luge, e cila iron zakonisht nëpër këneta.
SQEPTON *kal.,* ~OI, ~UAR. Çukit me sqep; godit me sqep.
SQEPTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Shaptore, shapkë.
SQEPTRASHË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Zog i ngjashëm me trumcakun, me pendë të murrme në të kuqërremta, me gushë të bardhë dhe me sqep të trashë e shumë të forte.
SQEPVERDHË *mb.* Që e ka sqepin të verdhë a të kuqërremë. *Mëllenja sqepverdha.*
SQETULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e the-lluar rrëzë krahut, ku ky bashkohet me supin, në anën e poshtme. *Sqetulla e majtë (e djathtë). Me libra (fletore) nën sqetull. E kapi për sqetullash.*
2. Vend si grope rrëzë një mali, në një shkëmb etj. *Sqetull mali (shkëmbi).*
3. *bot.* Vend i thelluar aty ku nis të ndahet gjethja nga dega ose një degë nga trupi i pemës. *Sqetulla e gjethes.*
4. *fig.* Mbrojtje, përkrahje, zakonisht me anësi. *E mban (e ka marrë, e ka futur) nën sqetull. I rri nën sqetull.*
Me qefin nën sqetull (në kokë) *shih te* QEFTN,~I. Nuk mbahen dy Icunguj (dy shalqinj) nën një sqetull (në një dorë) *shih te* KUNGULL,~I.
SQETULLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cope pëljiure trekëndëshe ose në trajtë trapezi, që u vihet nën sqetull disa veshjeve kombëtare si xhoka etj. *Sqetullarit e xhokës.*
SQETULLOR,~E *mb. bot.* Që është i vendosur në sqetullën e një gjetheje a të një dege. *Lulesa sqe-tullore. Sytha Cfiliza, lastarë) sqetullorë.*
SQETULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Filiz a lastar që del nën sqetull të gjetheve ose të degëve të disa bimëve si hardhia, domatja etj. *Heqja (këputja) e sqetulloreve. Pastrimi i sqetulloreve.*
SQIMATAR,~E *mb.* 1. Që i pëlqen të vishet bukur e pastër dhe në mënyrë të zgjedhur, që kujdeset tepër për veshjen e për pamjen e jashtme. *Grua sqim~atare.*
2. Që kërkon të dulcet e të dale përmbi të tjerët, që i jep shumë rëndësi vetes, që ka një mendim tepër të lartë për vetveten; kryelartë, mendjemadh. *Njeri hijerëndë e sqimatar.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
SQIMË,~A . 1. Veshje me kujdes të madh për të pasui një pamje të hijshme e të zgjedhur; stoli
e tepruar në veshje e në paraqitjen e jashtme. *veshur me sqimë. Njeri me sqimë. Me shije e me sqimë.*
2. Prirje për t'u dukur mbi të tjerët e për të fituar emër e lavdi edhe për gjëra të vogla e pa merita të vërteta; vlerësim i tepruar i vetvetes; mendjemadhësi, fodullëk. për *sqimë e për madhështi. I shtyrë nga sqima. E bin për sqimë.*
3. *vet. sh.* ~A, ~AT. Teka, naze. *Plot huqe e sqima. I bën sqima gjellës.*
SQtMËT (i,e) *mb.* Sqimatar.
SQOLL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vend i posaçëm në një skaj të kuzhinës a në një cep tjetër të shtëpisë, në trajtë të një lugu të ngritur, ku lahen enët, duart etj. *Sqoll guri. Muslluku i sqollit. I vënë enët në sqoll.*
SQOTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shqotë. *Shi me sqotë. I rrëzoi sqota pemët.*
SQUFUR,~I *m. kim.* Element kimik, jometal, shumë i përhapur në natyrë, me ngjyrë të verdhë si të limonit, i thërrmueshëm, që ndizet lehtë e kur di-gjet lëshon erë të rëndë dhe që përdoret gjerësisht në industrinë kimike, në mjekësi etj. *Squfur pluhur. Avuj squfuri. Lule squfuri* squfur i bluar imët, që përdoret për të luftuar sëmundjet e hardhive. *Spërkat me squfur.*
SQUFURIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SQUFXJROJ, SQUFUROHET.
*Squfurimi i vreshtave (i hardhive).*
SQUFUROHET. *Pës. e* SQUFUROJ.

SQUFUROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Spërkat me squfur hardhitë ose pemët e tjera për t'i mbrojtur nga disa sëmundje. *Squfurojnë vreshtat. I squfurojnë para lulëzimit.*

SQUFUROR,~E *mb.* Që përmban squfur, sulfuror. *Ujëra (burime) squfurore. Shtresa squfurore.*

SQUFUROS *kal,* ~A, ~UR. *shih* SQ"UFUROJ. SQUFUROSET *pës. shih* SQUFUROHET.

SQUFUROSJE,~A. *sh.* ~E, ~ET.-JIA SQU-FURIM,~^I. *Squfurosja e rregullt e vreshtave (e pjer-gullave).*

SQUFURT (i,e) *mb.* Që është bërë me squfur; që përmban squfur. *Shkrepse të squfurta.*

SQUK *jokal.,* ~U, ~UR. Jep shenja se do të bjerë klloçkë (pula), klloçit.

SQUKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pula që ngroh vezët dhe çel; klloçkë, kllukë. *Squkë me zogj. Si squkë e trembur.*

2. *si mb.* Që është prishur (për vezët). *Vezë squka.*

SQYRE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Lloj pjate e thellë si tas, zakonisht prej balte. *Sqyre me dhallë (me gjalpë).*

STABILIMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Një ose disa ndërtesa të pajisura me mjetet e duhura për të punuar a prodhuar diçka; pjesë e veçantë e një ndër-marrjeje prodhimi. *Stabilimenti i sharrave. Stabili-menti për punimin e drurit. Stabilimenti* "8 *Nëntorb i ndërmarrjes së shtypshkronjave.*

STABUJTET,~I *m. shih* QËNDRUESHMËR1, ~A. *Stabilitet ekonomik. Stabiliteti i fmimeve. Ka (nuk ka) stabilitet.*STABILIZATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *spec.* 1. Pa-jisje që përdoret për të mënjanuar Iëkundjet e tensionit dhe për t'iu dhënë rrymë të qëndrueshme aparateve të ndryshme elektrike (televizorëve, radiove, veglave matëse etj.). *Stabilizator! i televizorit. Ndez (shu'aj) stabilizator!!!.*

2. Pjesa fundore e një predhe ose e një rakete, e përbërë prej disa fletësh, që shërben për të ruajtur drejtimin gjatë lëvizjes.

STABILIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STABILIZOJ, STABILIZOHEM. *Sta-bilizimi i gjendjes. Stabilizimi i monedhës (i ekonomisë,* i *çmimeve).*

STABILIZOHEM *vetv. libr.* 1. *vet. vela III.* Bëhet i qëndrueshëm, nuk pëson me ndryshime a lëkundje. *U stabilizua gjendja. V stabilizua tregu. U stabitizuan çmimet.*

*2.* Zë një vend të përhershëm për të jetuar a pu-nuar, ngulem diku. *U stabilizua në fshat.*

STAB1LIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *libr.* E bëj diçka të qëndrueshme duke mënjanuar çrregullimet dhe Iëkundjet e panevojshme a të dëmshme; vendos një gjendje të qëndrueshme. *stabilizoi çmimet. E stabilizoi gjendjen.*

2. E sjell në gjendje të qëndrueshme një dukuri ose një madhësi që lëkundet. *Stabilizon temperaturën (tenkonin, rrymën).*

3. I gjej dikujt një vend të përhershëm për të jetuar a puniiar.

STACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET.. 1. Secili nga vendet ku ndalet dhe nga ku niset një mjet që bën një rrugë të caktuar vajtje-ardhje për bartjen e udhëtarëve e të mallrave; vendndalim; vendqëndrim. *Stacion autobusësh. Stacion hekurudhor. Stacioni i trenit. Stacionet e metrosë. Shefi i stacionit. Ndalon (qëndron) në stacion. Zbriti dy stacione me pas.*

*X.* Qendër e posaçme, e pajisur me mjetet e duhura për të kryer një punë a një shërbim, për të prodhuar diçka ose për vëzhgime e kërkime. *Stacion radiomarrës (televiziv). Stacion pompimi. Stacion mjekimi. Stacion ujërash termale. Stacion ndërzimi artificial. Stacion \makinash e traktorësh (SMT). Stacion meteo-rologjik (sizmik). Stacion kërkimesh biologjike.*

STAD,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Secila nga shkallët a pefiudhat me karakteristika dalluese, që vërehen gjatë zhvillimit të diçkaje;fazë, etapë. *Stad me i per-parudr. Stadi i sotëm i zhvillimit ekonomiko-shoqëror. Stadi i fundit i zhvillimit të kapitalizmit.*

STADIUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fushë e gjerë e rrethuar zakonisht me shkallë të ngritura, e ndarë në disa pjesë dhe e pajisur me mjetet e nevojshme për te zhvilluar ndeshje futbolli, lojëra me dorë ose gara të tjera sportive. *Stadium i hapur (i mbyllur). Stadiumi kombëtar "Qemal Stafa". Stadiumi i lojërave me dorë. Shkallët e stadiumit. Tribuna e stadiumit. Hynë n'i stadium.*

STAFETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *sport.* Garë vrapimi ose noti ndërmjet disa skuadrave, në të cilën pjesëmarrësit e ndarë në grupe përshkojnë një pjesë të caktuar të rrugës dhe ia kalojnë dorë me dorë njëri-tjetrit një flamur ose një shkop të shkurtër. *Stafetë e përzier* 4 x 100 *m. Pjesëmarrësit e stafetës. Fitoi stafetën. Zhvillohet stafeta.*

*2.* Shkopi ose Ilamuri që ia kalojnë njëri-tjetrit pjesëmarrësit në këtë lloj gare. *Mori (i dha) stafetën.*

*3. fig.* Përvojë, traditë ose arritje e çmuar e me vlerë, që ruhet duke e kaluar nga njëri brez tek tjetri. *Stafeta e kuqe e ushtrisë sonë. Bartësit e stafetës së revolucionit. Do të marrin stafetën.*

•*k* Ia dorëzoj (ia lë) stafetën *dikujt shih te* DO-RËZOJ

STAFIDHE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Rrush i thatS. *Stafidhe pa fare. Kabuni me stafidhe.*

STAFILOKOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mjek.* Lloj bakteresh që kur shumëzohen marrin trajtën e viles së rrushit dhe shkaktojnë sëmundje të ndryshme si pezmatimin e bajameve, çibanët etj. *Infektimi i plages nga stafilokokët.*

STAGON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Tas i madh prej bakri.

2. Tasi prej bakri ku mbahej uji i bekuar.

3. Rrëcoku i shpendëve.

STALAGMIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shtyllëz e gurtë që ngrihet me majë si pykë nga trualli i një shpelle dhe që është krijuar nga uji gëlqeror, i cili pikon nga kubeja. *Stalaktitet e stalagmitet. Shpellë me stalagmite.*

STALAKTIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Hell i gurtë, që varet nga kubeja e një shpelle dhe që është krijuar nga uji gëlqeror, i cili pikon poshtë. *Stalaktitet e stalagmitet. Shpellë me stalaktite.*

STALLË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Ndërtesë e veçantë ku mbahen lopët, kuajt ose derrat. *Stalla e lopëve (e kuajve, e derrave). Stallat e kooperativës. Plehu i stallave. I mbajnë në stallë. Pastron (Ian, shtron) stallën. Është bërë si stallë* është mbajtur keq, pa rregull e pis (për një dhomë etj.).

• Stallë (thark) derrash *keq. shih te* DERR,~I.

STALLIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që përkuj-deset për kafshët në stallë. *Stallier shembullor.*

STALLOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me mbajtjen e kafshëve në stallë; që lidhet me stallën. *Sëmundje stallore. Regjimi stallor i lopëve.*

STAMPË,~A . *sh.* ~A, ~AT *spec.* 1. Kallëp prej metali të forte me trajtë të caktuar, me anë të të cilit prodhohen në seri vegla, pjesë ose sende të ndryshme me derdhje, me

prerje, me shtypje etj. *Stampat e çelësave (e lopatave). Bën (përgatit) stampat. 1 ndërroi stampën.*
2. *bised.* Makina e stampimit. *E bën me stampë-Efuti në stampë.*
3. Pllakë e nolle metali ose gome, e prerë a e gdhen-dur në trajtën e një figure, që përdoret për riprodhime mbi letër duke e Iyer me bojë.
. STAMPIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STAMPOJ, STAMPO-HET. *Stampimi i pjesëve të ndërrimit. Stampimi i fo-tografive. Stampimi iftohtë (i nxehtë). Makina e stampimit.*
STAMPOHET *spec. Pës. e* STAMPOJ.
STAMPOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *spec.* 1. Prodhoj diçka duke e prerë, derdhur a shtypur sipas një stam-pe. *Stampon vegla (lopata). I stampoi me presë.*
*2. foto.* Ngulit shëmbëllimin e një filmi mbi njëietër të posaçme me ndjeshmëri të madhe, duke e zhvilluar me lëndë kimike.
STAN,-vI *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vend me vathë e me kasolle për bagëtitë, për barinjtë e për bulmetin,
i ngritur në mal për verë ose në vërri për dimër. *Stan veror (dimëror). Stani në mal (në bjeshkë). Slanet e cooperatives. Barinjtë e stanit. Bulmeti i stanit. Qen stani* qen i madh për të ruajtur bagëtitë. *Ngritën një stan. I çuan bagëtitë në stan.*
2. Tufa e dhenve; kope, grigjë.
3. *fig. përb.* Grup a kamp armiqësor. *Stan rene-gatësh. Stani revizionist (imperialist).*
• Stan pa qen vend ku hyhet e dilet pa rregull, han. Stan vorbash *mospërf. shih te* VORBË,~A. S'bëhet stan me lepuj *fj. u.* nuk bëhet gjë me njerëz të paal'të a të papërshtatshëm, që nuk ngulen në një vend e nuk duan të punojnë në mënyrë të organizuar. Ai stan atë bulmet ka *mospërf.* nga i keqi mos prit gjë të mirë.
STANAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që përkujdeset për bagëtitë në stan dhe që punon bulmetin; bari i stanit. *Bulmet stanarësh.*
2. *vjet.* Ai që ishte pronar i një stani.
STANDARD,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Send i për-gatitur me përmasa, trajtë e cilësi të caktuara, i cili shërben si gjedhe për mallrat që prodhohen në seri. *Standardi shtetëror. Standard ndërkombëtar.*
2. Tërësia e kërkesave, e cilësive dhe e karakteris-tikave, që përcaktohen si të detyrueshme për një lloj prodhimi, për punimet e ndryshme të ndërtimit etj. *Standardet shtetërore. Kërkesat e standardit. Prodhim brenda (jashtë) standardit. Ruan (shkel) standardet. U përgjigjet standardeve.*
3. *fig.* Tërësia e kërkesave që paraqiten për diçka, e cila duhet t'i përgjigjet një shkalle të arritur ose një niveli të caktuar; nivel. *Standard i lartë (i ulët). Standardi i jetesës* niveli që është arritur në jetesën e përditshme, gjendja ekonomike e punonjësve.
STANDARD,~E *mb.* 1. Që bëhet a që prodhohet në seri sipas një gjedheje me përmasa, trajtë e cilësi të caktuara; që bëhet sipas një tipi a standardi, i njëllojtë me diçka tjetër. *Prodhime standarde. Shtëpi banimi standarde.*
*2.* Që shërben si bazë për masat e ndryshme të peshës, të gjatësisë etj. *Metri standard. Peshat dhe masat standarde.*
3. *fig. mospërf.* Që bëhet pa mendim krijues, duke ndjekur a duke përsëritur mekanikisht diçka të njohur; i njëllojtë dhe pa diçka të vetën a ori-gjinale. *Forma të vjetra, standarde. Deklarata standarde.*
STANDARDIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STANDARDIZOJ, STAN-DARDIZOHET. *Standardizimi i prodhimit. Standar-dizimi i orendive (i veglave).*
STANDARDIZOHET. *Pës. e* STANDARDIZOJ.
STANDARDIZOJ *kal.,* ~OVA, ~tJAR. 1. Ven-dos një standard të caktuar për prodhimin e diçkaje; prodhoj sipas një standardi. *standardizuan mallrat (pjesët e ndërrimit). Standardizuan armatimin (pa-jisjet).*
*2. fig. mospërf.* E bëj diçka që kërkon punë kri-juese sipas një kallëpi të caktuar, duke përsëritur
mekanikisht po ato mënyra, forma, metoda etj. *standardizuan melodat (format) e punës. Kapitalistët e kanë standardizuar prodhimin e filmave.*
STANORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Gruaja që punon bulmetin dhe që bën punë të tjera në një stan.
STAP,~I *m. sh.* ~E, ~ET dhe ~INJ, ~INJTË. Shkop. *Slap i hollë (i trashë). I thatë (i drejtë) si stap. S'ecën dot pa stap. Mbeti si stap në këmbë.*
STAPIT (STAPIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Qëlloj me shkop, rrah me shkop. *E stapiti mirë e mirë.*
2. *bised.* E ndaloj në vend dike; e bëj që të ndalojë a të shtanget.
STAPITEM *vetv.* 1. Mbetem si i ngrirë në vend, mbetem shtang, shtangem. 2. I dal përpara papritur dikujt.
STARË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Njësi mase, zakonisht për vajin, e barabartë me rreth njëzet okë. *Dy stara vaj.*
START,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *sport.* Vija ku rreshtohen sportistët dhe prej nga nisen për të filluar një garë; vendnisje, nisje; *kund.* vendmbërritje, mbë-rritje. *Vija e bardhë e startit. Rreshtimi i çiklistëve (i vrapuesve) në start.*
2. *sport.* Shenja që jepet, zakonisht me një të shtënë arme ose me një lëvizje të dorës, për nllimin e një gare sportive. *U dha starti i nisjes së stafetës.*
3. *sport.* Nisje a fillim i një gare sportive. *Start i mbarë. Jane gati për start.*
4. *av.* Vendi ku qëndron gati për nisje dhe ku fillon ngritjen një mjet fluturues; çasti kur niset një mjet fluturues. *Aeroplanët prisnin në start. U dha sinjali i startit.*
5. *fig. libr.* Nisje e një pune, fillim i diçka je me rëndësi. *Si start i punës sonë. Start drejt betejash të reja.*
STATIK,~E *mb.* 1. *fiz.* Që ka të bëjë me statikën; që lidhet me statikën, i statikës. *Problem slatik.*
2. *spec.* Që është i palëvizshëm, në gjendje qetësie në vend ose në baraspeshë; i palëvizshëm; *kund.* di-narnik. *Gjendje statike e trupit. Ndijimet statike. Pe-shë (ngarkesë) statike.*
3. Që është i ngulitur në një vend dhe nuk lëviz; që qëndron në vend e nuk ndryshon, nuk zhvillohet (edhe *fig.*). *Pjesë statike të një pajisjeje.*
4. *fig. libr.* Që i mungon gjallëria e lëvizjes, e zhvi-Ilimit ose e shprehjes; i ngurtë, i ngrirë. *Lojë statike. Figura statike (në një pikturë eij.). Forma pune statike e të ngurta.*
5. *fig. libr.* Që i studion e i vlerëson dukuritë e ndryshme në mënyrë të shkëputur nga ndryshimi e zhvillimi i tyre. *Studim (përshkrim) statik. Paraqitje statike.*
STATIKË,~A . *fiz.* Degë e mekanikës që merret me studimin e gjendjes së trupave në baraspeshë dhe me

ndryshimet nën veprimin e forcave që nuk sjeilin lëvizje. *Statika e trupave të ngurtë (e lëngjeve, e gazeve).*

STATISTIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vet. nj.* Shkenca që studion ndryshimet sasjore në zhvillimin e shoqërisë, të ekonomisë, të kulturës etj., duke mble-dhur të dhëna numërore për to, të cilat grupohen e përpunohen me metoda të veçanta. *Statistika ekono-mike (bujqësore). StatistUca matematike. Metoda e statistikës.*

*2.* Tërësia e të dhënave numërore të mbledhura nga një fushë e jetës, e ekonomisë etj. ose për një du-kuri dhe të renditura sipas një kriteri të caktuar; lista me këto të dhëna. *Statistika demografike. Drejtoria e Statistikës. Të dhëna t e statistikës. Mban statistikën. Nxjerr statistikën.*

STATISTIKOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me statistikën, i statistikës; që bëhet me anë të statistikës ose që mbështetet në të dhënat e saj; që ka të dhëna numërore për diçka. *Vjetar statistikor. Metoda statis-tikore. Pasqyra statistikore. Të dhëna statistikore. Analjzë statistikore.*

STATt)JË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Shtatore, trupore. *Statujë mermeri. Statujë e gurtë. Statujë prej bronzi. Statuja e Skënderbeut.*

• Rri (qëndron) si statujë rri (qëndron) i ngrirë në vend, pa lëvizur, si i shtangur.

STATUT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Përmbledhje parimesh, rregullash e normash, sipas të cilave ndër-tohet dhe zhvillon veprimtarinë e vet një organizatë politike ose shoqërore, një shoqatë etj. *Statuti i Par-tisë. Statuti i Bashkimeve Profesionale. Statuti i koo-peralivave bujqësore. Rregullat (pikat) e statutit. Zbatpn (shkel) statutin. Njeh dhe pranon statutin. Përcaktohet me statut.*

*2. yjet.* Rregullorja që drejtonte jetën dhe veprimtarinë e një esnafl zanatçinjsh; kanunore. *Statuti i esnafit të tabakëve.*

• Statuti themeltar kushtetuta.

STAVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grumbull drush ose gjërash të tjera të vena me radhë njëra mbi tjetrën; stive, turrë. *Stave me dru. Një stave rroba. I vuri (i bëri) stave* i stivoi. *E bëjnë misrin stave* i lidhin bashkë disa duaj miser.

• Një dru e shtrembër rrëzon (prish) gjithë stavën *fj. u.* një njeri me sjellje të keqe dëmton një kolektiv të tërë.

STAXHIONIM,~I *m. spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STAXHIONOJ, STAXfflONOHET. *Sta-xhionimi i lëndës së drurit. Dhoma e staxhionimit. Koha\ e staxhionimit. Mbaj për staxhionim.*

STAXHIONOHET *vetv. spec.* Fiton cilësi të reja më të mira pasi mbahet për një kohë në kushte të cak-tuara temperature, lagështie etj.; stinohet. *Staxhio-nohen trungjet. Staxhionohet duhani (djathi, vera, çaji).*

STAXHIONOJ *kal.,* ~OVA, ~IJAR *spec.* Mbaj një lëndë për një kohë në kushte të caktuara, sidomos temperature e lagështie, që të fitojë cilësi të reja më të mira; stinoj. *Staxhionon lëndën e drurit (dërrasat).*

STAZH,~I *m.* 1. Koha e caktuar për të fituar për-vojë e njohuri praktike në një punë a një specialitet (për nxënësit e studentët pas mësimit ose për dike që fillon një punë). *Stazhi në punë prodhuese. Një vit stazh në prodhint. Filloi (mbaroi) stazhin.*

2. Periudha që prej fillimit, kur dikush ka nisur të merret me një punë a me veprimtarinë në një fushë; koha që prej fillimit, kur dikush është pranuar dhe ka bërë pjesë në një organizatë politike e shoqërore. *Stazh i gjatë (i shkurtër) në punë. Stazhi si radhitës (si mjek, si blegtor). Stazhi në parti (në organizatë). Shkrimtar me stazh.*

3. Periudha gjatë së cilës një kandidat përgatitet për t'u bërë anëtar partie, sidomos duke marrë pjesë drejtpërdrejt në punë prodhuese, me qëllim që të njohë programin, statutin dhe taktikën c Partisë, të kalitë cilësitë komuniste në kushte c rrethana të vësh-tira dhe të edukohet ideologjikisht. *Stazhi i kandidatit. Koha e stazhit. Kreu (bëri) stazhin në fabrikë (në mi' nierë, në fshat).*

STAZHIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që kalon periudhën e stazhit në një punë ose për t'u kualifikuar në një fushë të caktuar. *Stazhier në prodhim. Nxënës (student, mjek) stazhier.*

STAZHIERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* STA-ZHffiR,~I.

STEARlNË,~A . Lëndë e yndyrshme mjaft e trashë, me ngjyrë të bardhë, që nxirret kryesisht nga dhjami i kafshëve dhe që përdoret për të bërë qirinj, për prodhimin e sapunit etj. *Qirinj stearine. Njollë stearine.*

STEJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fitili i kandilit, i llambës etj. *Ndërroi (shkurtoi) Stejën. 2. shih* STELË,~A i <s.

STEKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkop i gjatë dhe i drejtë, që vjen duke u holluar në majë, ku ka një tape sholle, më të cilin goditen bilat në lojën e bilardos. *Stekë bilardoje. I ra me stekë. Lyen (fërkon) stekën me shkumës.*

*2. sport.* Shkop i hollë prej druri ose metali, që vihet në një lartësi të caktuar në dy mbështetëse për ta kapërcyer pa e rrëzuar në kërcim së laiti ose në kërcim me shkop; thupër. *Kapërceu stekën. Rrëzoi (preku) stekën. I ndërroi lartësinë stekës.*

3. *sport.* Secili nga të dy shkopinjtë e hollë me një rreth të vogël afër majës, që përdoren nga skitarët për t'u mbajtur e për të ecur me shpejtësi. *Rrëshqitje me steka (pa steka).*

*A. mjek.* Dërrasë ose rrip prej metali etj., që përdoret për ta mbajtur të palëvizur një kockë të thyer deri sa të ngjitet; gëzhdallë. *vunë steka. E lidhi (e shtrëngoi) me steka. Me këmbën e djathtë në steka.*

5. Lloj karfice për të mbajtur të mbledhur flokët. *zë leshrat me steka.*

• Stekë bilardoje *shak.* njeri shumë i gjatë e i hollë.

STELË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrobë e vjetër që i shtrohet qenit për t'u shtrirë, shtrojë për qenin.

2. Kasolle e vogël prej dërrase ku rri qeni. *Lidh qenin te stela. I bëri qenit një stele. Qeni leh atje ku ka stelën,fj.u.*

3. *fig. mospërf.* Banesë ose dhomë fare e vogël dhe e mbajtur keq. *Banonte në një stele.*

*A. vet. sh. krahin.* Shtresat dhe mbulesat e fjetjes.

5. *vet. sh. krahin. mospërf.* Lecka të vjetra; rroba të grisura e të vjetra. *veshur me stela.*

*6.* Dysheku i samarit, stromë. *Lëkura dhe kashta e steles. Mbushi stelën me kashtë.*

7. *mospërf.* Duhan i keq nga gjethet e dorës së fundit; duhan vjeshtak, batraç.

STELË,~A II . *sh.* ~A, ~AT *arkeol.* Shtyllëz ose pllakë guri a mermeri me një mbishkrim dhe shpesh e zbukuruar me figura në reliev, që i kushtohej kujtimit të një të vdekuri, një perëndie etj. *Stelevarri. Stele me mbuhkrime. Stele e gjetur në Pojan. Stele e mesit të shekullit I para erës së re.*

STEMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shenjë dalluese me figura simbolike që përfaqëson një shtet, një qy-tet, një parti, një familje etj. dhe që përdoret në vulat, në mbishkrimet zyrtare, në monedhat etj. *Sterna shte-tërore e Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë. Sterna dhe flamuri.*

*Sterna e një familjeje feudale. Sterna mbi shqyt. Vulë me stemë. Letër me stemë. Tabelë me stemë.*

STENDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kornizë me pël-hurë të nderë ose me një fletë dërrase, mbi të cilën ngji-ten fotografl, shkrims etj. për t'u shikuar a lexuar nga masa. *Stendë e lëvizshme. Stendë e kuqe. Stenda e fletërrufeve. Stendat e këndit të kuq. Stendat e eks-pozitës me pamje nga ndërtimi i hidrocentralit, Vë (ngjit) në stendë.*

STENË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Mur i hollë ndarës prej dërrasash a prej gardhi të ngjeshur me dhe, çatma; perde. *E ndau me stenë.*

*2.* Shkëmb me zgavra të thella; shpellë anës lumit, e ngrënë nga uji. *Rrinë (fulen) nëpër stena.*

STENOGR&F,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që di ste-nografinë dhe që e përdor atë në punën e përditshme. *Stenograf i shpejtë. Punon si stenograf.*

STENOGRAFE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* STENOGRAF,~I.

STENOGRAFI,~A . Mënyrë për të shkruar me shpejtësi ligjërimin e dikujt, duke përdorur shkurtime të thjeshtuara për fjalët dhe shenja të posacme. *She-njat e stenografisë. Mban (men) me stenografi. Meson (di) stenografinë.*

STENOGRAFlK,~E *mb.* Që ka të bëjë me stenografinë, 1 stenografisë; që është mbajtur me anë të stenografisë. *Shenja stenografike. Regjistrim stenogra-fik. Sistemet stenografike.*

STENOGRAFIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STENOGRAFOJ, STENOGRAFOHET. *Stenografimi i mësimit (i ligjëratës, i fjalimit).*

STENOGRAFOHET. *Pës. e* STENOGRAFOJ.

STENOGRAFOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shkruaj fjalët e dikujt shpejt a nedh në letër diçka me stenografi. *Stenografoi bisedën (konferencën, leksionin).*

STENOGRAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tekst i shkruar me stenografi. *Stenogrami i raportit (i fjalimit). Marrë me stenogram.*

STEPEM *vetv.,* ~A (u), ~UR.:. Bëj mënjanë a tërhiqem prapa për t'i liruar rrugën dikujt. *U step anës. U step nga rruga. Nuk donte të stepej.*

2. *fig.* Përmbahem e nuk veproj, ngaqë druaj a nuk jam i sigurt, ngurroj; tërhiqem përpara një pune, nuk e bëj diçka, ngaqë jam i pafuqishëm a i paaftë. *V step një cast. Veprojnë pa u stepur, Nuk stepen para vështirësive.*

STEPË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjeogr.* Vend i gjerë fushor pa drurë, me bimësi të varfër barishtore dhe me klimë të thatë. *Stepë e thatë. Stepat livadhore. Zona e stepave. Bimësia e stepave. Dhelpra estepës.*

STEPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes STEPEM. *Stepja përpara vështirësive. Një fare druajtjeje dhe stepjeje. Pa stepje dhe ngurrime.*

STEPOR,~E *mb. gjeogr.* 1. Që ka të bëjë me ste-
pën, i stepës; që është me stepa. *Zone stepore. Brez stepor.*

2. Që rritet a jeton në stepë; që është karakteristik për stepën. *Bimësi stepore. Toka të zeza stepore.*

STERE,~JA . Toka e thatë dhe e qëndrueshme e bregut (në kundërvënie me sipërfaqen e lëkundshme të ujit të detit), terë; *kund.* lagë. *Dolën (zbritën) në stere. Banon në stere. Ndërmjet detit dhe steresë. Rrip toke që lidh detin me sterenë.*

STEREOMETRI,~A . Pjesë e gjeometrisë, që studion figurat dhe trupat gjeometrikë në hapësirë; lënda që jep njohuritë e nevojshme të kësaj pjese në shkollë; *bised.* teksti që përmban këtë lëndë. *Libri i stereometrisë. Ushtrimet e stereometrisë. Mori dhjelë në stereometri.*

STEREOTIP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *shtypshkr.* Forme prej plumbi ose prej lënde tjetër, e cila derdhet si kopje e lëndës së radhitur dhe përdoret në makinat e shtypit për botime me tirazh të raadh. *Stereotip plumbi (gome, lënde plastike). Derdhja e stereotipave. Vë (heq) stereotipat.*

*2. psikol.* Lidhje e 'qëndrueshme nervore, që for-mohet në koren e trurit nga veprimi i ngacmuesve të përsëritur dhe që sjell një mënyrë të caktuar veprimi a sjelljeje të organizmit sa here që përsëriten po ato rrethana. *Stereotip dinamik.*

3. *si mb.* ~, ~E. Që përsëritet vazhdimisht pa asnjë ndryshim; *keq.* shabllon, standard. *Fjalë (shpreh-je, fraza) stereotipe.*

STERIL,~E *mb.* 1. *mjek.* Që është i pastër e pa asnjë mikrob, pasi është zier në temperature të lartë ose është përpunuar me mënyra të veçanta. *Shishe (tenxhere, shiringë) sterile. Pambuk steril.*

*2. biol., gjeol.* Shterpë.

STERlLIZlM,~I *m. mjek., biol.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STERILIZOJ, STERILIZOHET.

*Sterilizimi i gjilpërave (i veglave). Sterilizimi i mesh-kujve të insekteve. Sterilizimi me avull (me temperature të lartë, me zierje).*

STERILIZOHET. *Pës. e* STERILIZOJ.

STERILIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *mjek.* Pastroj nga çdo mikrob a bakter, duke e zier në temperature të lartë ose duke e përpunuar me mënyra të veçanta. *Sterilizojnë veglat e kirurgut (gjilpërat). Sterilizojnë enët. Sterilizoi plagën.*

*2. biol.* I heq aftësinë për t'u riprodhuar; e bëj shterpë, shterpëzoj. *Sterilizon meshkujt e kandrrave dëmtuese.*

STERLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Njësia mo-netare bazë e Britanisë së Madhe, e Irlandës dhe e disa vendeve të tjera jashtë Evropës, lire angleze; monedhë që ka këtë vlerë. *Sterlinë angleze. Zona e sterlinës. Zhvleftësimi i sterlinës.*

STERNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Depo e gërmuar në tokë për të mbledhur dhe ruajtur ujin e shiut në vendet ku nuk ka burime uji. *Sterne e thellë. Sternat e kalasë. Stemë për ujë të pijshëm. Shtëpi me stemë. Pastronin sternat. Merrnin ujë Sterne.*

STERRË *mb.* 1. Shumë i zi; shumë i errët. *Nate sterrë. Me leshrat sterrë. U nxi qielli, u be sterrë.*

2. Shumë i ngrysur a i zymtë. *U be sterrë në fytyrë.*

3. *fig.* Që u ka bërë shumë të këqija të tjerëve oseqë u dëshiron të keqen, i zi; i përlyer. *E ka ndërgjegjen sterrë. E ka shpirtin sterrë.*

4. *si ttdajf.* Shumë, fare (për ngjyrën e zezë). *Sterrë i zi. I zi sterrë.*

STERROHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet i zi pisë; erret, vrenjtet (për qiellin, kohën). *U sterrua qielli.*

2. *fig.* Turpërohem keq, bëhem me turp; me nxihet fytyra.

STERROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E nxij shumë, e bëj të zi pisë; e errësoj. *E ka nxirë, e ka sterruar. Retë sterronin qiellin.*

*2. fig. bised.* E prish keq, e nxiros, e katranos diçka. *E ka prishur, e ka sterruar fare.*

3. *jokal.* Nxin shumë, duket i zi pisë. *Sterronte tavani nga bloza.*

4. *jokal. fig.* Ngrysem në fytyrë; dukem shumë i zymtë nga zemërimi, inati etj. *Nxinte e sterronte.*

STETOSKOP,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mjek.* Vegël e përbërë nga një gyp i nolle, i degëzuar për të dy ve-shët, më të cilën mjeku dëgjon zhurmat e kraharorit për të hetuar sëmundjet e mushkërive e të zemrës. *Vë stetoskopin në vesh. Dëgjon me stetoskop.*
STËR- *fjalëform.* Parashtesë më të cilën ndërtohen fjalë të prejardhura: a) që tregojnë se diçka bëhet me tepri, ka madhësi a përmasa të jashtëzakonshme ose është jashtë asaj që duhet; p.sh. i stërgjatë, stër-holloj, i stërlashtë, stërlodhem, i stërmadh, stërmundim, i stërplakur et j.; b) që shënojnë lidhje familjare me largësi përtej tre brezave; p.sh. stërgjysh, stërnip
STËRDITEM *vetv.,* ~A (u), ~[J]UR. 1. Takohem papritur me dike rrugës, ndesh dike në kalim e sipër.
2. *(përdoret me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me del para syve papritur.
STËRDHËMB,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dhëmb i shtrembër që del jashtë radhës, katarosh. *ka dale një stërdhëmb.*
• I qiti stërdhëmbët e kërcënoi, i tregoi dhëmbët.
STËRFALEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Përshënde-tem gjatë e me përzemërsi me dike kur takohem, duke i shtrënguar dorën, duke u përqafuar më të etj. *U falën e u stërfalën.*
STËRFAR *kal,* ~A, ~UR. E zhduk a e shkatërroj krejt, nuk lë as edhe një për fare; faroj, shfaros. *E stërfarën ushtrinë armike.*
STËRFLOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Thërijë, ergjëz.
STËRFLOK *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ngatërroj, shprish (flbkët).
2. *fig.* Ngatërroj një punë, pështjelloj diçka. *E sterfloku keq punën.*
STËRFYTËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Gyp i vogël me thupër si stërlagësi, të cilin e bëjnë fëmijët për të: hedhur me force tapa të bëra me palcë shtogu.
STËRGJATË (i,e) *mb.* 1. I gjatë jashtë mase, tepër i gjatë; që zgjatet shumë. *Me këmbë të stërgjata. Me krahë të stërgjatë. Një mbledhje e stërgjatë.*
2. Që zgjatohet me majë, picigjatë, *Kumbulla të stërgjata. Rrush me kokrra të stërgjata.*
STËRGjf,~A . *sh.* ~, ~TË *bot.* Shkurre e ven-deVe të Evropës Jugore, që rritet deri në dy metra e
gjatë, me gjethe në trajtë të këmbës dhe që bën disa kokrra të kuqe.
STËRGJYSH,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT dhe ~A, ~AT. 1. Babai i gjyshit ose i gjyshes. *Stërgjysh nga babai. V be stërgjysh.*
2. *vet. sh.* Brezat që kanë jetuar para nesh; para-ardhësit, të parët e një populli a të një fisi. *Luftërat e stërgjyshërve tanë për liri.*
3. *fig.* Ai që është në zanafillë të një pune, të një ideje, të një teorie etj.
• Gjysh stërgjyshi (katragjyslii) *shih te* GJYSH,~I.
STËRGJYSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Nëna e gjyshes ose e gjyshit. *Arriti të bëhej gjyshe e stërgjyshe.*
STËRGJYSHOR,~E *mb. tart.* Që u përket stërgjyshërve, që ka të bëjë më të parët e lashtë të një populli; i stërgjyshërve, i të parëve tanë. *Trualli stër-gjyshor. Vatra stërgjyshore. Zakonet.e doket stër-gjyshore.*
STËRHËLL,~I *m.* Njeri me trup tepër të gjatë dhe të hollë. *Stërhell i gjatë.*
STËRHOLLlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STËRHOLLOJ, STËR-HOLLOHET. *Stërhollimi i frazave (i shprehjeve).*
*2. kryes. sh.* Fjalë a shprehje me hollësira tepër të iměta e të ngatërruara. *E ka shkruar pa stërhollime.*
STËRHOLLOHET *vetv.* 1. Bëhet me i hollë, me i përsosur a me i ndjeshëm. *Stërhollohen shijet. I stërhollohet mendja.*
2. *Pës. e* STËRHOLLOJ.
STËRHOLLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E per-punoj, e stërvit dhe e zhvilloj për ta bërë më të hollë, më të përsosur a më të ndjeshëm (për një aftësi a ndjenjë). *Stërhollon shijen (mendjen).*
2. Them a bëj diçka duke u futur në hollësira tepër të imëta e në vogëlsira pa vlerë; paraqit diçka duke e zgjatur me cikërrima e duke e ngatërruar. *stërhollon fjalët. E stçrholloi tregimin.*
STËRHOLLUAR (i,e) *mb.* 1. Që është përpunuar a zhvilluar jashtë mase, sa e ka humbur karakterin e natyrshëm, tepër i kërkuar. *Shije e stërholluar. Sjelije e stërholluar.*
2. Që është plot me hollësira të imëta e të për-punuara, sa është bërë i ngatërruar e tepër i zgjatur. *Shprehje të stërholluara. Tregim i stërholluar.*
3. Që është i ndërtuar me vegla tepër të imëta dhe që ka funksionim të ndërlikuar. *Mekanizëm i stërholluar. Aparate të reja të stërholluara.*
*4.* Që është bërë me dinakërt të hollë, për të fshehur qellimet e synimet e vërteta. *Propagandë e stërholluar. Taktikë e stërholluar.*
STËRKALË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Secila nga piklat që shpërndan andej e këtej da)lga e ujit, kur ngrihet përpjetë a kur përplaset diku. *Stërkala të bardha (të shkumëzuara). Ngrihen vale dhe stërkala.*
2. Pikla uji, balte etj. që përhapen me vrull në drejtime të ndryshme; stërkitë, spërkë. *Stërkalat e shiut. Stërkalat e bojës. Hedh stërkala duke ecur.*
3. *fig.* Diçka që përhapet në trajtë piklash a grim-cash të imëta; shkëndijë. *Stërkala të zjarrta.*
STËRKANDRRET *vetv.,* ~(u), ~UR. I hyn krimbi dhe fillon të thahet (për drurin).STËRKEQEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Ligem, bie shumë nga shëndeti dhe marr pamje të sëmurë. *Ishte stërkequr nga verdhëza.*
STËRKEQËT (i,e) *mb.* Shumë i dobësuar dhe me pamje të sëmurë. *Fëmijë i slërkeqët. Lopë e stërkeqët.*
STËRKËMBËS,~I m. Nënkëmbëz. *vuri slërkëm-bësin.*
STËRKIT (STËRKIS) *kal.,* ~A, ~UR. Spërkat, stërpik. *E stërkiti me ujë (me bojë). Na stërkiti me gëlqere.*
STËRKITË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Secila nga pikat e ujit a të një lëngu, të baltës etj.,që përha-pen me vrull në drejtime të ndryshme e që lënë njollë aty ku bien; spërkë, cirkë. *Stërkita balte.*
2. Shëllirë. *Bën stërkitë për dhitë.*
STËRKITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Stërlagës.
STËRKRIMBET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Krimbet tejpërtej, prishet krejt.
STËRKUNGULL,~I m. 1. *bot.* Bimë barishtore kacavarëse e helmet, me rrënjë mishtake, me lule si të blerta të mbledhura në tufa, që lulëzon në maj-qershor dhe përdoret në mjekësinë popullore.
2. *mjek.* Sëmundje e gjëndrave të qafës, të cilat ënjten, hapen plage dhe kullojnë; saraxha.
STËRLAGËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Gyp i vogël druri me një shkop të lëvizshëm brenda, të cilin e bëjnë fëmijët si lodër për të hedhur ujë me force. *Stërlagës shtogu. E qulli me stërlagës.*
STËRLASHTË (i,e) *mb.* 1. Shumë i lashtë; shumë i vjetër; që i përket një kohe shumë të lashtë. *Tokë e*

*stërlashtë. Legjenda të stërlashta. Gjuhë e stërlashtë. Vegël e stërlashtë.*
*2.* Shumë i moshuar, shumë i lashtë në moshë. *Plak i stërlashtë.*
3. *mospërf.* Shumë i vjetruar nga përdorimi etj. *Një brave e stërlashtë.*
STËRLËNG,~U *m. tall.* Lëng i hollë i mishit ose i diçkaje tjetër, që nuk ka asnjë vlerë ushqimore, spirilëng.
Lëng stërlëngu (lëng pas lëngu) *mospërf. shih te* LËNG,~U.
STËRLODHJE,~A . Lodhje e madhe që ndihet në gjithë trupin; rraskapitje e plotë pas një mundi të madh; stërmundim. *Stërlodhje e madhe (e jashtë-zakonshme). E ka nga stërlodhja.*
STËRMADH (i), ~E (e) *mb.* Që ka përmasa të jashtëzakonshme, shumë i madh. *Ndërtesë e stër-madhe. Dorë e stërmadhe. Me trup të stërmadh. I madh e i stërmadh.*
STËRMADHlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të foljes STËRMADHOJ.
STËRMADHOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E zma-dhoj jashtë mase; i jap rëndësi të tepruar diçkaje të vogël, i zmadhoj, i fryj tepër gjërat e vogla. *stër-madhon gjërat. Mos i stërmadho punët!*
STËRMBESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vajza e mbesës ose e nipit. *U mblodhën mbesa* e *stërmbesa. U be me mbesa e stërmbesa.*
*2. kryes. sh. fig.* Pasardhëset e brezave të kaluar,
si trashëguese të cilësive të tyre. *Stërmbesat e Teutës.*
STËRMUNDfM,~I *m.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve STERMUNDOJ, STËR-MUNDOHEM. *Stërmundimi nga stërvitjet e çrre-gullta (nga puna pa sistem). Stërmundimi i nxënësve. E ka nga stërmundimi.*
2. *sh.* ~E, ~ET. Përpjekje të lodhshme për t'ia dale në krye diçkaje. *Pas shumë stërmundimesh.*
STËRMUNDOHEM *vetv.* 1. Lodhem jashtë mase sa me shterojnë fuqitë trupore ose mendore. *Stër-viten pa u stërmunduar.*
*2.* Bëj përpjekje të mundimshme më të gjitha fuqitë e mia. *U mundua e u stërmundua, po nuk e ngriti dot gjithë atë peshë.*
STËRMUNDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Lodh jashtë mase trupin ose mendjen me punë, me veprim-tari, me stërvitje të tepruar ose të çrregullt e pa sistem; e lodh a e mundoj tepër dike. *E stërmundon or-ganizmin. Stërmundon veten. I stërmundoi lojtarët.*
STËRNDAHET *vetv.,* ~(u), ~RË. Ndahet disa here me radhë në pjesë a në copa gjithnjë më të vogla a më të holla. *Është ndarë e stërndarë prej kohësh.*
STËRNfP,~I *m. sh.* ~A, ~-'AT dhe ~ËR, ~ËRIT.
1. Djali i nipit ose i mbesës. *Stërnipi me stërgjyshin.* 2. *kryes. sh. fig.* Pasardhësit e brezave të kaluar si trashëgues të cilësive të tyre. *Stërnipat e Skënder-beut. Stërnipër shqiptarë nga gjuha dhe zakonet.*
STËRNISHTË,~A *sh.* ~A, ~AT. Are e korrur, që lihet për një kohë si kullotë ose mbillet përsëri me një bimë tjetër; hamalle. *Shkriferuan stërnishtai. Mbollën stërnishtat me miser.*
STËRNXEH *kal.,* ~A, ~UR. E nxeh jashtë mase; e nxeh me tepër se sa duhet. *E nxehu dhe e stërnxehu.*
STËRPlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Filiz që lëshon druri afër rrënjës. *Stërpikët e lisit. Stërpik hardhie* përpajnë. *Lëshon (qit) stërpikë.*
*2. fig.* Pasardhës i një familjeje, pinjoll. *Stërpik i Muzakajve.*
STËRPIK i *kal,* ~A, ~UR. 1. Lag lehtë për-sipër duke i hedhur pikla uji a lëngu tjetër; spërkat. *Stërpik rasatin. Stërpik murin. Stërpik pantallonat për t'i hekurosur.*
*2.* Ndot me pikla balte ose të diçkaje tjetër, që për-hapen me vrull; çikloj. *Na stërpiku makina me baltë (me llucë).*
STËRPIK ii *kal,* ~A, ~UR. 1. E nxjerr përpajnë, përpajnoj. *Stërpik hardhinë.*
2. *jokal. vet. veta III.* Nxjerr filiza afër rrënjës. *Stërpik lisi.*
STËRPIKEM *vetv.* I. Bëhem me pikla uji a të një lëngu tjetër, me pikla balte etj., që përhapen me vrull; spërkatem.
2. *Pës. e* STËRPIK I.
STËRPIKË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Secila nga piklat e ujit a të një lëngu, të baltës etj. që shpër~ ndahen me vrull ose që përplasen mbi diçka; stërkitë. *Stërpika balte. U be me stërpika.*
STËRPIKJE,~A . I. ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STËRPIK, STËRPIKEM *Stër-pikja me gëlqere.*STËRPLAK,~AKU *m. sh.* ~EQ, ~EQTË *hist.* Plak i dytë që thirrej nga pleqtë e caktuar prej ka-nuriit të malësive për t'i ndihmuar ata që të hetonin e të zgjidhnin një çështje sipas së drejtës zakonore.
STËRQITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* I bie në qafë dikujt, i bëhem bela dhe e shqetësoj vazhdimisht dike, nuk i ndahem me diçka të mërzitshme ose të padëshirueshme. *lu stërqit në kurriz. I janë stërqitur ca minj.*
STËRQITUR (i,e) *mb.* Që u bie në qafë të tjerëve, i mërzitshëm. *Njeri i stërqitur.*
STËRQOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Mashkulli i stërqokës.
STËRQOKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Shpend i familjes së korbave, me trup pak më të vogël se so-rra, me bisht të gjatë, me pendë të zeza në trup e të bardheme në qafë e në bark; cirikokë. *Stërqokë mali. Një tufë stërqokash.*
STËRSHITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Shes gjithçka qëkam, s'lë gjë pa shitur (në rast nevoje). *U shitën e u stërshitën.*
2, *keq.* Vihem vazhdimisht në shërbim të njërit e të tjetrit për para e për përfitime të tjera vetjake, shitëm here te njëri e here tek tjetri, duke tradhtuar atdheun, popullin etj. *Ishte nga ata që shiteshin e stër-shiteshin.*
STËRSHOSH *kal,* ~A, ~UR. E peshoj dhe e mendoj nga të gjitha anët, e shoshit mirë e mirë (një çështje, një punë).
STËRTHEM *kal.,* ~ASHË, ~ËNË. Them a përmend diçka shumë here në raste të ndryshme, përsërit një pohim a një mendim shumë here. *E ka thënë e stërthënë. E kemi thënë e stërthënë këtë gjë.*
STËRVALEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Biem radhë-radhë përdhe, rrëzohemi a këputemi në mes palë-palë njëri pas tjetrit.
STËRVEC,~I *m.* Shi që bie tërthorazi. *Shi stërvec.*
STËRVlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kërmë, ngor-dhësirë. *Si sorrat në stërvinë. Ushqehet me stërvina.*

STËRVIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj të aftë për të kryer një punë nëpërmjet ushtrimeve të rregullta e mësimeve të vazhdueshme; i shtoj shkathtësinë dhe e zhvilloj me ushtrime të vazhdueshme; ushtroj. *Stërvitin ushtarët. Stërvitin syrin (trupin). Stërvit gish-tat. Stërvit mendjen (kujtesën). Stërvit për mbrojtje (per, luftë). E stërvit si ndihmës.*

2J *sport.* Përgatit sportistët për gara a për ndeshje me I ushtrime të rregullta. *Stërvit skuadrën (atletët, vrapuesit).*

3.j E mësoj të bëjë diçka me anë të ushtrimeve (për kafshët). *Stërvit mëzin. Stërvit zagarin për gjah. Stërvit demin të heqë parmendën. Stërvitin arinjtë për të luajtur në cirk.*

STËRVITEM *vetv.* 1. Bëj ushtrime të rregullta për të fituar aftësi e shkathtësi në një punë a detyrë. *Stërviten për mbrojtjen e atdheut. Stërviten në për-dorimin e armëve.*

2. *sport.* Përgatitem për gara a për ndeshje me ushtrime të rregullta. *Stërviten në fushë (në palestër). Stëryitet me trajner. Stërviten rregullisht.*

3. *Pës. e* STËRVIT.

STËRVITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai qS meson kafshët të bëjnë veprime të ndryshme, ushtrime etj., sidomos për shfaqjet e cirkut, për gjah etj. *Stërvitës i zoti. Stërvitës i kuajve (i arinjve, i tigrave, i luanëve). Stërvitës fajkonjsh.*

*2. sport.* Ai që përgatit sportistët për ndeshje e gara të ndryshme, duke u bërë ushtrime të rregullta. *Stër-vitësi i skuadrës.*

STËRVlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STËRVIT, STËRVITEM.

*Stërvitja e duarve (e gishtave). Stërvitja e ushtarëve (e sportistëve). Stërvitja e kuajve (e qenve).*

*2. sport.* Përgatitje e rregullt, e vazhdueshme dhe e shkallëzuar për të fituar aftësi e shkathtësi në një degë të sportit. *Stërvitje gjimnastikore. Stërvitje të rregullta (sistematike, këmbëngulëse). Fushë stërvitjeje. Ka stërvitje. Shkon çdo ditë në stërvitje. Men pjesë në stërvitje.*

3. *usht.* Tërësia e mësimeve dhe e ushtrimeve të vazhdueshme e sistematike, që bëhen për të ngritur aftësinë dhe gatishmërinë luftarake. *Stërvitje ushta-rake. Stërvitje rreshtore (taktike, fushore). Plant i stërvitjes. Bën stërvitje me trupat. Dolën në stërvitje. U kthyen nga stërvitja.*

STËRVITOR,~E *mb. usht., sport.* Që ka të bëjë me stërvit jen, i stërvit jes; që bëhet për t'u stërvitur. *Programi (plani) stërvitor. Viti stërvitor. Punë stër-vitore. Ndeshje stërvitore. Mbledhje stërvitore (mësi~ more), usht.*

STËRVlTUR (i,e) *mb.* 1. Që ka fituar aftësi dhe për-vojë në një punë pas një kohe të gjatë; i ushtruar, i mësuar; që është shkathtësuar e zhvilluar me ushtrim Jë vazhdueshëm. *Mjek (ushtar) i stërvitur. Vesh (sy)* i *stërvitur.*

*2.* Që ka mësuar të bëjë diçka me anë të ushtrimeve (për kafshët). *Kale i stërvitur. Qen i stërvitur.*

STËRVJEDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që vjedh
diçka të vjedhur.

STËRVJETËR (i,e) *mb.* Shumë i vjetër; shumë i vjetruar. *Pyje të stërvjetra. Çantë e stërvjetër.*

STËRZGJAT *kal,* ~A, ~UR. 1. E zgjat së te-përmi një punë, një çështje etj.; e bëj me shumë vonesë diçka, e shtyj pa fund. *stërzgjat gjërat. E stërzgjatën dorëzimin e ndërtesës.*

2. Them ose shkruaj diçka me shumë fja?ë e në mënyrë tepër të hollësishme, e zgjat sa c teproj një bisedë a diçka të shkruar.

STIGMATIZIM,~I *m. libr.* Veprimi sjpas kuptimeve të foljes STIGMATIZOJ, STIGMATIZO-
HET. *Stigmatizimi i së keqes (i së shëmtuarës). Stig-matizimi i revizionizmit modern.*

STIGMATIZOHET *libr. Pës. e* STIGMATIZOJ.

STIGMATIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Dënoj me turp para gjithë botës, mbaj qëndrim të prerë mohues ndaj dikujt a diçkaje duke e demaskuar hapur; damkos. *Stigmatizon tradhtarët (renegatët). I stig-matizuan si agresorë (si vrasës).*

STIGMATIZUES,~E *mb. libr.* Që dënon me force, që damkos botërisht. *Me force stigmatizuese.*

STIHl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *libr.* Dukuri e vrull-shme dhe e papërmbajtur, që zhvillohet vetiu dhe që
nuk mund të drejtohet sipas dëshirës. *Stihili e na~ lyres. Nuk e la në mëshirën e stihisë.*

2. *fig. libr.* Vrull i brendshëm, force shpirtërore e papërmbajtur. *Stihia e poet it.*

3. *mit.* Figure e përrallave popullore, e cila për-fytyrohet zakonisht si një qenie me krahë, që nxjerr flake nga goja ose si një gjarpër që ruan thesaret e fshehura nën dhe.

4. *fig.* Njeri ose diçka tjetër me përmasa tepër të mëdha e të parregullta.

STlKE,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fëstëk. *Stlko të pjekura. Boçe me stika.*

STIL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *art., let.* Tërësia e veçorive themelore ideoartistike, e mjeteve dhe e më-nyrave të shprehjes, që bien në sy në krijimtarinë e një shkrimtari, të një artisti, të një rryme a të një epoke dhe që përsëriten pak a shumë në një sërë ve-prash. 5 *romantik. Stil realist. Stili gotik. Stili bizantin. Stilt t arkitekturës popullore. Stili i epokës (i kolas) sonë. Stili i Nairn Frashërit (i Çajupit, i Migjenit).*

2. *gjuh.* Zgjedhja dhe ndërthurja e mjeteve të gjuhës (kryesisht e mjeteve leksikore e sintaksore) në përputhje me kërkesat e një fushe të veprimtarisë, me përmbajtjen ose me metodën artistike dhe me qëllimet e shkrimtarit; shtresimi i mjeteve të gjuhës sipas funksioneve që kryejnë në ligjërim. *Stilet gju-hësore (e gjuhës). Stilet funksionale. Stil bisedor (Ub-ror, zyrtar, shkencor, publicist Ik). Stili asnjanës. Stil i lartë. Sistemi i stileve. Stili i plate i shqiptimit.*

3. Mënyra si i shpreh mendimet dikush kur flet a kur shkruan. *Me stil të thjeshtë (të fryrë). Ka stil të rrjedhshëm (të ngatërruar). Ka të meta stili.*

4. Tërësia e mënyrave dhe e mjeteve që përdoren në një veprimtari për të arritur një qëllimtë caktuar; mënyra si vepron a si sillet dikush. *Stil revolucionar (leninist). Stil luftarak (dinamik). Stil i ri pune. Stili i drejtimit (i udhëheqjes). Metoda dhe stili në punë. E përmirësuan stilin. Kjo është tipike për stilin e tij.*

*5. sport.* Mënyra e usbtrimit të lëvizjeve në një Hoi të caktuar sporti. *Stili i kërcimit U vrapimlt). Stilet e notit. Stil i lire. Stil në ijë (në shpinë). Stil bretkosë (fiutur, -delfin).*

*it* Në stil të gjerë në përpjesëtime të mëdha; në sasi të madhe; gjerësisht.

STILIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shkrimtar ose autor tjetër që është mjeshtër në përdorimin e mjeteve të gjuhës letrare sipas kërkesave të stilit përkatës, që i zotëron mirë mjetet shprehëse të gjuhës. *StiHst t shquar.*
2. Studiues i stilit.
STILISTIK,~E *mb. gjuh., let.* I. Që ka të bëjë me Stilin, i stilit. *Ngjyrime (veçori) stilistike. Shtresimi stilistik. Mjetet stilistike. Sinonime stilistike. Figurat stilistike. Norma stilistike. Shënimet stilistike në fjalor.*
2. Që ka të bëjë me stilistikën, që lidhet me sti-listikën.
STILISTIKË,~A . 1. Degë e gjuhësisë, që stu-dion stilet e ligjërimit dhe mjetet e veçoritë shprehëse të gjuhës. *Stilistika gjuhësore. Stilistika praktike. Stilistika e gjuhës letrare shqipe. ProUeme të stilistlkës.*
2. Degë e teorisë së letërsisë, që studion ndërtimin gjuhësor, mjetet dhe veçoritë e përdorimit të tyre
në një vepër artistike për të arritur forcën shprehëse *Stilistika letrare.*
STIUSTIKlSHT *ndajf.* Nga pikSpamja e stilit, nga ana e stilit. *Stilistikisht e përsosur.*
STILJSTKOR,~E *mb.* SUlistik. *Veçoritë stilistikore.*
STILIZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STIUZOJ, STILIZOHET. *Stilizimi i valleve popullore. StUizim për qëllime so-tirike. Stilizim i gjuhës së shkrimtarëve të vjetër.*
2. Vepër e përpunuar, që ka ruajtur disa tipare themelore e veçori dalluese të mëparshme a që imiton veçoritë e një stili të caktuar. *Është stilizim. Kemi të bë)më me një stilizim të këngëve popullore.*
STIUZOHET. *Pës. e* STILIZOJ.
SmuZOJ *kal.,* ~OVA, ~OAR. 1. I jap tiparet dalluese të një stili të caktuar; imitoj stilin, veçoritë e gjuhës, të mjeteve shprehëse të një shkrimtari, të një mjedisi a epoke për të arritur një efekt të caktuar.
2. Përpunoj një krijim ose një punim artistik, duke i nujtur disa tipare themelore a veçori dalluese. *Sti-lizoi një këngë (një voile) popullore. Stilizojnë veshjet populiore (kombëtare).*
3. Paraqit diçka në skulpturë ose në pikturë, duke e thjashtnar si zbukurim.
STILOGRAF,~I *m. sh.* —Ë, ~ËT. Mjet për të shkruar, i përbërë nga një gyp që mbushet me bojë dhe nga një majë pene prej metali, tek e cila boja shkon vetiu. *Kapaku (këllëfi) i xtllografit. Majë stilo-grafi. Bojë stilografi. Shkruan me stilograf. Mbush stilografin.*
STILOKALEM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Stilolaps.
STILOlAPS,~I m. *sh.* ~A, ~AT. Lloj lapsi që shkruan me bojë, i përbërë nga një gyp i hollë i mbushur me bojë të trashë dhe nga një majë prej metali; laps që shkruan si stilograf. *Rezervë (zemër) stilolapsi. Shtyp sustën e stilolapsit. Shkruan me stilolaps.*
STfMUL,~LI *m. sh.* ~J, ~JT. Mjet a shkak që nxit për ta gjallëruar një veprimtari ose që shtyn dike për të punuar me me vrull; shtysë. *Stimul i fuqishëm. Stimul moral (material). Stimul për ekonominë (për prodhimin). Përparësia e stimujve morale mbi stimuji materialë. Shërben si stimul. I jep stimul.*
STIMULIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STIMULOJ, STIMULOHEM. *Stimulimi i prodhimit. Stimulimi moral i punonjësve.*
STIMULOHEM. *Pës.* e STIMULOJ.
STIMULOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Nxit për ta gjallëruar e shtuar një veprimtari duke shtuar mjetet e duke krijuar kushte më të mira; shtyj dike të punojë me me vrull me anë të stimujve. *Stimulon prodhimin (zhvillimin e ekonomisë). Stimulon punën kërkimore (krijuese). Stimulon moralisht (materialisht).*
2. *biol,* Nxit veprimtarinë e një organi; bëj që të rritet e të zhvillohet me mirë e me shpejt një orga-nizëm. *Stimulon sistemin nervor. Stimulon rritjen e bimës.*
STIMULUES,~E *mb.* 1. Që bën të shtohet e të gjallërohet veprimtaria e dikujt a e diçkaje; nxitës, shtytës. *Masa (mjete) stimuluese. Vendosja e normave stimuluese.*2. *biol.* Që nxit a pcrmirëson veprimtarinë e një or-gani etj.; që shpejton rritjen e zhvillimin. *BarHa sti-muluese. Mjekime stimuluese.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Stimu-luesit e veprimtarisë nervore.*
STINË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Secila nga të katër pjesët tremujore, në të cilat ndahet viti sipas klimës dhe zhvillimit të bimësisë: pranvera, vera, vjeshta dhe dimri. *Stinët e ngrohta. Stina e dimrit. Katër stinët e vitit. Perime të stinës. Punët bujqësore të stinës. Ndry-shimi* i *stinëve. Vishen sipas stinës.*
2. Periudhë e vitit me klimë a kushte atmosferike të caktuara. *Stina e thatë. Stina e shirave (në vendet tro-pikale).*
3. Periudhë e vitit gjatë së cilës zhvillohet një veprimtari e caktuar; sezon. *Stina teatrale (muzikore). Stina sportive.*
STINlM,~I *m.* Staxhionim. *Stinimi i drurit.* STINOHET. *Pës. e* STINOJ.
STINOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Staxhionoj. *Sti-nojnë drurin.*
STINOR,~E *mb.* Që i përket një stine, i stinës; që lidhet me një stinë të caktuar a që zgjat vetëm një stinë të vitit. *Punë stinore. Punëtor stinor* punëtor që punon gjatë një pjese të vitit (në bujqësi ose në një ndërmarrje ku përpunohen prodhimet bujqësore). *Sërmindje stinore.*
STIPËS,~I m. *min.* Snap. *Kos me stipes.*
STIS *kal.,* ~A, ~UR *bised. I.* Ndërtoj a ngre diçka, ' zakonisht me mjete të rastit. *Stisi një shtëpi.*
2. Hartoj a thur diçka, zakonisht aty për aty; nxjerr. *Stisi një këngë. Stis vargje.*
3. Sajoj gjëra të paqena, trilloj, shpif; thur diçka me qëllime të këqija. *Stiste gënjeshtra (shpifje). Kishte stisur një plan djallëzor.*
STlSEM *vetv. bised.* 1. Vishem e stolisem, zbuku-rohem, vishem me gjëra të bukura. *U stis e u stolis.*
2. *vet. veta III.* Zë fill; përftohet, sajohet. *Stisen kallinjtë nga fora e grurit. Qëkurse është stisur.*
3. *Pës. e* STIS.
STIVË,~A . J. ~A, ~AT. Grumbull gjërash të vena me radhë njëra mbi tjetrën; stave, turrë. *Stive drush (dërrasash). Një stive me tulla. Vendosën thasët në stiva. I vi (i bej) stive* stivoj.
STIVIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve STIVOJ, STIVOHET. *Stivimi i dërrasave. Stivimi i duhaneve. Sheshi (vendi) i stivi-mit.*
SIIVOHET. *Pës. e* STIVOJ.
STIVOJ *kal.,* ~ OVA, ~ CAR. Vë një sasi gjërash në radhë njërën mbi tjetrën, që të mos zënë shumë vend; vë stive. *Stivuan drutë (thasët, arkat). Stivojnë duhanin e tharë. Stiroi rrobat në dollop.*
STJEGULL,~A . *ah.* ~A, —-AT. Buza e strehës së shtëpisë, ku bien pikat e shiut; çikë, gjerbë.

STOF,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~RA, ~RAT.
Cohë e plotë, e endur prej leshi, pambuku etj., që përdoret zakonisht për veshje të sipërme. *Stof i hollë (i troshë). Stof veror. Stof palltosh (për pallto). Stof leshi për buna (për gra). Një top stof.*
STOICIZËM,~MI *m.* 1. *flloz.* Doktrinë fllozo-fike e periudhës së lashtë greko-romake, që pranonte botën e jashtme materiale, por predikonte etikën idealiste si nënshtrim ndaj fatit dhe e kërkonte lum-turinë te jetesa në, përputhje me natyrën e duke mposhtur ndjenjat.
*2. fig.* Qëndresa me durim dhe gjakftohtësi para fatkeqësive, sprovave e vështirësive të ndryshme të jetës dhe ndaj dhembjes. *bëri ballë me stoicizëm.*
STOIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *filoz.* Ithtar i stoicizmit. *Stoikët grekë (romakë).*
2. *fig. libr.* Ai që u bën ballë me durim e me gjakftohtësi fatkeqësive, sprovave'dhe vështirësive të jetës. *Durim prej stoiku. Qëndroi si stoik para dhembjeve.*
STOIK,~E *mb.* 1. *filoz.* Që ka të bëjë me doktrinën e stoicizmit, i stoicizmit *Filozofia stoike e Zenonit (e Senekës).*
2. *fig. libr.* Që përballon me durim e gjakftohtësi fatkeqësitë, sprovat e vështirësitë e jetës dhe dhembjet; që është veti e stoikut. *Nënë stoike. Qëndrim stoik. Në mënyrë stoike.*
STOIKISHT *ndajf. libr.* Me durim të madh e me gjakftohtësi para vështirësive e fatkeqësive, në mënyrë stoike. *Qëndruan stoikisht. I përballoi stoikisht.*
STOK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET.'l. *treg.* Mall i grumbulluar në magazine, që zakonisht shitet nga-dalë. *Stok librash. Krijimi (mënjanimi) i stoqeve. Nuk mbajnë stoqe.*
2. Lëndë e grumbulluar në një vend; diçka e grumbulluar në sasi të madhe. *Stoku i kromit (i mineralit,* i *qymyrit). Stoqet e raketave (e armëve bërthamore).*
STOL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Ndenjëse prej druri për një njeri, e ulët dhe pa shpinëz; fron, shkëmb. *Stol me tri këmbë. U ul në stol.*
*2.* Ndenjëse e gjatë prej druri për disa veto. *Stolat e Mishtes.*
STOLË,~A. *sh.* ~A, ~ATer. Shirit i gjerë prej stofi, i zbukuruar me qëndisje, që e përdorin klerikët katolikë në disa ceremoni fetare.
STOLf,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Send, zakonisht i punuar imët e me mjeshtëri, që shërben si zbukurim në veshje, në trup etj. *Stoli e çmueshme. Stolitë e nuses. Nuk vë asnjë stoli. E mban si stoli.*
2. *fig.* Diçka që të tërheq me bukurinë e saj; bu-kuri. *Stolitë e natyrës.*
3. *fig.* Zbukurim i jashtëm e i panevojshëm, diçka që nuk shërben për asgjë. *Stoli pa vlerë. Dituria nuk na duhet për stoli.*
STOLIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Zbukuroj me stoli ose duke i vënë gjëra të ndryshme; hijeshoj. *E stolisën si nuse. Stolisën sallën (dhomën). E stolisën me flamuj (me parulla).*
2. *fig.* E bëj më të bukur dhe më të pasur me punë e me përpjekje. *Stolis jetën. Stolis vendin. E stolisën me punë.*
*3.* I bëj zbukurime të ndryshme me vizatime, me gdhendje etj. *E stolisi me gjethe (me Me).*
STOLISEM *vetv.* 1. Zbukurohem duke vënë stoli; vë rroba të mira e stoli për t'u dukur me i hijshëm. *Vishet e stoliset. Niset e stoliset. U stolis nusja. Stoliset para pasqyrës.*
2. *Pës. e* STOLIS.STOLISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STOLIS, STOLISEM. *Stolisja e qytetit për festë.*
2. Stoli. *Stolisje që zbukurojnë dhomën.*
STOLISUR (i,e) *mb.* I zbukuruar me stoli ose me gjëra të tjera. *E nisur dhe e stolisur* e veshur me rroba të reja dhe e Iyer për t'u dukur më e bukur; *iron,* e zbukuruar në mënyrë të tepruar, e pispillosur.
STOM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Rrip toke që ngri-het për së gjati në një vend të rrafshët; breg dheu, bregore. *Stom dheu (rire). Fushë pa stotne. U pengua në një stom.*
2. Rrip toke, si ishull i vogël, në mes të një lumi a të një kënete.
3. Ledh që ndan arat njërën nga tjetra. *V zhdukën stomet.*
STOMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *anat.* Pjesa krye-sore e aparatit tretës te njeriu dhe te kafshët, që ndo-dhet në pjesën e sipërme të barkut, fill pas kapërcellit dhe që ka trajtën e një traste muskulore, në të cilën bluhet ushqimi. *Stomaku i njeriut* mulla, lukthi. *Sto-maku i përtypësve* plëndësi. *Muret (faqet) e stomakut. Lëngu i stomakut. Dhembje stomaku. Ka një rëndim në stomak. Nuk ia duron stomaku. lu prish stomaku.*
STOMATOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mjek.* Specialist për sëmundjet e gojës dhe të dhëmbëve.
STOMATOLOGJI,~A . *mjek.* Degë e mjekësisë, që merret me studimin dhe mjekimin e sëmundjeve të gojës e të dhëmbëve. *Dega e stomatologjisë. Klini-ka e stomatologjisë.*
STOP *pasth. bised.* Përdoret si komandë a si sinjal me kupfimin: ndalo!, qëndro në vend! *Krahu i djathtë, stop!*
•*k* Bëri stop në vend e ndaloi plotësisht e menjë-herë lëvizjen, nuk bëri me asnjë hap përpara.
STOPAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Stanar, çelnik.
STRAGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kubël në moshën mbi një vit deri në pjekjen seksuale.
STRAJCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Trastë, torbë.
Me kokë (me krye) në strajcë (në torbë, në trastë, në thes) *shih tek* TORBË,~A. Me strajcë në krah duke lypur, duke kërkuar lëmoshë. S'ka gjë në strajcë *dikush* a) s'ka gjë në vijë, s'i ka punët në rregull; b) s'ka gjë në kokë, është i varfër nga mendtë. I tregon strajcën me tagji *dikujt* i tregon anën e mirë, tër-heqëse e të leverdishme të diçkaje, e josh duke i prem-tuar përfitirne vetjake. Fjalë të mira e gurë në strajcë (në trastë) *shih te* FJALË,~A 4. Fut (shtie) kokën (kryet) në strajcën e tjetrit përzihet në punët e të tjerëve.
STRALL,~LLI *m. sh.* ~JE, ~JET. 1. Lloj gun shumë i forte, që kur goditet me një cope metali nxjerr shkëndija; gur zjarri, gur shkrepës. *Pushkë (dyfek) me strall. Vegla (armë) prej stralli. I forte si strall. Ndez me strait e uror. I bie strallit të marrë eshka.*
2. *përd. mb.* Shumë i forte. *E ka gjoksin (kockën) strall.*
•*k* Ku ha pula strall (gurë) *shih te* GUR,~I.
STRAtXTË (i,e) *mb.* I. I përbërë prej stralli ose i mbuluar me strall. *Shesh i stralltë.* 2. *fig.* Shumë i forte.
STRAMASTIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Frymor që del nga kryqëzimi i dy llojeve të afërme, hibrid. *Mushka është një stramastik.*
2. Fëmijë që lind nga bashkimi i dy vetave prej racash të ndryshme.

STRANICË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Se-cili nga dy drurët e gjatë të shtratit të qerres, ku ngulen hunjtë anësorë të qerres, përbrijëse.
2. Secila nga dërrasat, që viheshin në varr sipër kufomës, para se kjo të mbulohej me dhe.
3. Gur varri.
STRATEG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ushtarak specialist në fushën e strategjisë; komandant që drejton veprime të gjera luftarake të njësive të më-dha ushtarake. *Strateg 'ushtarak. Strateg i shquar.*
2. *fig.* Komandant ushtarak i zoti.
3. *fig. lart.* Udhëheqës dhe organizator i shquar politik i masave në luftën e tyre revolucionare dhe ndërtimtare. *Strateg i revolucionit (i proletariatit). Strategu i të gjitha fitoreve.*
4. *hist.* Komandant epror me fuqi ushtarake dhe civile (në Greqinë e lashtë dhe në Perandorinë Bizan-tine).
STRATEGJI,~A .I. *usht.* Arti dhe shkenca e përgatitjes dhe e drejtimit të veprimeve të gjera luftarake me njësi të mëdha ushtarake ose të luftës në tërësi. *Strategjia ushtarake. Strategjia e luftës popullore. Strategjia dhe taktika. Përpunoi strategjinë.*
2. Drejtimi kryesor i luftës së një partie ose të një grupi shoqëror për një periudhë pak a shumë të gjatë, së bashku me planin e përgjithshëm të veprimeve, të organizimit dhe të vendosjes së forcave; mjeshtëria për përcaktimin e këtij drejtimi dhe për udhëheqjen e masave në zbatimin e tij. *Strategjia dhe taktika e leninizmit. Taktika dhe strategjia e Partisë sonë.*
3. *sport.* Plani i përgjithshëm i një loje për të arritur fitoren mbi kundërshtarin. *Strategjia dhe taktika në shah.*
STRATEGJIK,~E *mb.* 1. *usht.* Që ka të bëjë me strategjinë, i strategjisë. *Planet strategjike. Detyra strategjike. Hartë strategjike. Operacione strategjike.*
2. Që ka rëndësi të madhe nga ana luftarake; që ka një rol kyç për arritjen e qëllimeve kryesore të një lufte. *Vend (pozicion) strategjik. Pike (pozitë) strategjike. Rrugë strategjike. Lëndë të para strategjike. Rezervat strategjike të ushtrisë.*
3. Që u përket njësive të mëdha luftarake me ko-manda të pavarura e me rreze të gjerë veprimi. *Avia-cioni strategjik. Aeroplanët strategjike.*
4. Që lidhet me drejtimin dhe me qëllimin kryesor e të përgjithshëm të një partie ose të një grupi shoqëror në luftën politike e shoqërore për një periudhë pak a shumë të gjatë. *Udhëheqja strategjike. Parullat strategjike. Qëllimi strategjik i Partisë në etapën e parë të revolucionit.*
STRATIGRAFl,~A . Degë e gjeologjisë, që merret me studimin e shkëmbinjve të kores së tokës, duke i shikuar këta nga mënyra si janë shtresuar dhe në ç'periudhë janë formuar.
STRATOSFERË,~A . Shtresë e atmosferës në lartësinë mbi dhjetë kilometra nga sipërfaqja e detit dhe me një trashësi mesatare afër tridhjetë kilometra.*Shtresat e stratosferës. Temperatura e slratosferës.*
STRAVECË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Lloj përparëseje j; shkurtër, e qëndisur edhe me thekë, që mbahet mbi yeshjen kombëtare të grave në disa krahina të Shqi-perisë Veriore. *Stravecë e kuqe për grate, Stravecë e zezë për vajzat.*
STREGË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Disa duaj gruri tjë vendosur njëri pranë tjetrit në trajtë mullari; kapule me duaj. *E vunë grurin stregë.*
*2.* Vandak gruri të korrur, bari të kositur etj.
3. Stive. *Stregat e duhanit. Bënë stregë vargjet e duhanit.*
STREHË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesa e çatisë, cë zgjatet jashtë mureve të ndërtesës, buza e dale e Çatisë. *Strehë e ulët. Streha e shtëpisë. Ullukët e strehës. Pikojnë (kullojnë, rrjedhin) strehët. U fut (priti, ndenji) nën strehë.*
2. Ndërtesë e thjeshtë me disa shtylla dhe me çati ose me një mbulesë të lehtë sipër. *Strehë për bagëtitë (për barin). Ngritën një strehë. I futi drutë në strehë.*
3. Banesë për të jetuar, shtëpi. *Fëmijë pa strehë. Mbetën pa strehë (nga lufta, nga tërmeti).*
4. *fig.* Vend ku njeriu mund të jetojë e të gjejë mbrojtje disa kohë për të shpëtuar nga ndjekjet, nga rreziqet e ndryshme etj.; mbrojtje. *Kërkon strehë. Gjeti strehë. I dha strehë. Iu be strehë.*
5. Rrethi i rrafshët anës kapelës ose pjesa e një kas-kete e dale përpara mbi ballë. *Streha e kapelës Çe kasketës). Vuri dorën në strehën e kapelës.*
\ic Strehë vorfënore institucion në ven-det me rend shfrytëzues, ku mbahen fëmijë jetimë me lëmosha bamirësie (në të kaluarën edhe në Shqipëri).
STREHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Ve-primi sipas kuptimevë të. foljeve STREHOJ, STRE-HOHEM. *Strehimi i popullsisë. Strehimi i grurit të korrur. Zyra e strehimit. Zgjidhja e çështjes së strehimit.*
2. *shift* STREHË,~$A_2$,3. *Strehim për duhanin. Ndërtoi një strehim për bagëtinë.*
'3. *usht.* Vend i hdërtuar zakonisht nën tokë dhe i përforcuar posaçërisht për t'u mbrojtur në rast lufte nga goditjet e ndryshme, sidomos nga ajri. *Sirehitn i nëndheshëm. Strehime kundërajrore. V futën në strehim. Ndërtuan strehime.*
4. Banesë dhe mbrojtje e përkohshme që i jepet dikujt për të shpëtuar nga ndonjë rrezik, nga ndjekjet etj. *Gjenin strehim në shtëpitë e fshatarëve.*
• Strehim politik e drejta e banimit dhe mbrojtja që i jepet një të huaji, i cili është larguar ng'a atdheu për të shpëtuar nga ndjekjet për shkak të bindjeve ose të veprimtarisë së tij politike.
J5TREHOHEM *vetv. 1.* Gjej shtëpi për të banuar, marr banesë. *Jane strehuar brenda vitit të gjithë pu-nonjësit e kësaj ndërmarrjeje.*
*%.* Gjej një vend për t'u fshehur e për t'u mbrojtur nga ndjekjet. *U strehuan në shtëpinë e një fshatari.*
3. Futem diku për t'u mbrojtur nga bombardimet a nga diçka tjetër. *U strehuan në një shpellë.*
4. *Pës. e* STREHOJ. *Çetat strehoheshin nga fsha-tarët.*
STREHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I jap banesë dikujt, i siguroj shtëpi për të banuar. *strehuan pu-nëtprët. I strehoi të ardhurit (vullnetarët).*
*2.* E pranoj dhe e mbaj dike në shtëpi për ta ndih-muar që të fshihet dhe të mbrohet nga ndjekjet e ngaarmiqtë. *Strehonin partizanët' gjatë luftës.*
3. E fut në një vend të mbuluar a nën një strehë për ta ruajtur ose mbrojtur, *Strehoi bagëtitë. Strehuan qymyrin (barin). E strehuan për dimër.*
STREHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *hist.* Mbulesë e gjerë prej thuprash, që e mbanin përpara luftëtarët në kohët e vjetra për t'u mbrojtur nga shigjetat dhe nga gurët në betejë.

STREHUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që fsheh dhe mban dike në shtëpinë e vet për ta ndihmuar që t'u shpëtojë ndjekjeve, armiqve ose për shkak të kri-meve a të veprimtarisë armiqësore që ka kryer e kryen. *Strehues i kriminelëve. U dënua si strehues.*
*2. mjek.* Njeriu ose kafsha' që bart në trupin e vet mikrobin e një sëmundjeje ngjitëse; bartës.
STREM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Lloj qerreje me katër rrota, zakonisht e mbyllur; lloj qerreje që për-dorej në ushtritë e vjetra. *Kuaj e strema para keshtje-llës. Udhëtimi bëhej me kuaj e me strema.*
STREMË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Njësi mat-jeje për tokat, rreth dyzet hapa gjatësi dhe gjerësi, e afërt me dynymin. *Tri stremë tokë.*
STREPTOKOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mjek.* Lloj bakteresh në trajtë rruzulli, që kanë prirje të ven-dosen varg njëri pas tjetrit dhe që shkaktojnë së-mundje të ndryshme. *Pezmatimi i bajameve (i mush-kërive) nga streptokokët.*
STREPTOMICINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *farm.* Pluhur i bardhë që përdoret si antibiotik për të mje-kuar disa sëmundje ngjitëse si pneumonia, tuber-kulozi etj.; një sasi e këtij pluhuri që përdoret për një gjilpërë. *Një shishe streptomicinë. Bëri një strepto-micinë.*
STRICË,~A . Loja tresh. *Luajnë stricë.* •*k* Luan stricë në kurriz *të dikujt* dëmton dike me dallavere etj.
STRINGËL,~LA . *kryes. sh.* ~>LA, ~LAT.
1. Stoli të vogla prej metali, që i varin grate në gjoks, në brez etj. *Plot stringla e xhingla. Rruaza qelqi dhe stringla. Vë (mban) stringla.*
2. Sende të vogla zbukurimi, që vihen në rafte, mbi oxhak etj.
STROFAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Strofkë.
STROFË,~A . *sh.* ~A, ~AT *let.* Tufë prej disa vargjesh, të lidhura nga ana kuptimore dhe shpesh me rime ndërmjet tyre, nga të cilat përbëhet një vjer-shë a një poemë. *Strofë katër she (tetëshe). Strofa e parë dhe e fundit. Vjershë me katër strofa. Mësoi dy strofa përmendsh.*
STROFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i gër-muar në tokë ose i ndrequr nga kafshët e egra për të. fjetur dhe për të rritur të vegjlit; strofull. *Strofka e ujkut (e dhelprës, e lepurit). Hyn (futet) në strofkë. Ben (ndërton) strofkën. E çoi (e nxori) egërsirën nga strofka.*
2. *fig. keq.* Vend ku fshihen dhe përgatiten për veprimtarinë e tyre keqbërësit ose armiqtë. *Strofkë kriminelësh. Strofka e fundit e agresorëve (e reaksio-nit). I goditën mu në strofkë. U shkatërroi strofkat.*
STROFULL,~LLI *m. sh.* ~J,- ~"JT. Strofkë.*Strofulli i lepurit (i shqarthil, i ujkut). Depërluan në strofullën e armikut.*
• Nuk çon (nuk. nxjerr, nuk qit) lepur nga strofulli *shih te* LEPUR, ~I
STROKAQ,~E *mb.* 1. Që e ka zënë zgjebja, i Zgjebosur. *Kale strokaq.*
*2. mospërf., shar.* I dobët, i pafuqishëm. *Ku bën punë ai strokaq.*
STROKË,"~A . 1. Zgjebe (sidomos për kafshët). *U ra stroka dhive.*
2. Leshi i paqethur që i lihet dashit të këmborës në pjesën e përparme të trupit. *Dashi me stroke* dashi me i mirë i tufës.
STROMË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shtroja mbi të cilën shtrihemi për të fjetur, dyshek; *në sh.* shtresat e mbulesat. *Stromë me lesh (me pambuk). Kishin rro-goza si stromë. V fut në stromë. Nxjerr stromët.*
2. Dysheku i samarit, stele.
3. Vllajë, lehe. *Stromë e mbjellë me qepë (me lakra).*
4. *biol.* Ind që shërben si mbështetje për një organ, indi bazë i një organi.
STRUC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Shpend me trup të madh, me krahë pak të zhvilluar, me qafë e me këmbë të gjata, që vrapon shpejt dhe që rron në shkretëtira e në stepat e vendeve të nxehta. *Pupla struct.*
• Bën lojën e strucit *libr.* përpiqet të fshihet e të shpëtojë nga një rrezik në mënyrë krsjt të papër-shtatshme; mundohet t'i shmanget së vërtetës pa dobi. Diplomaci e strucit përpjekje për të mbyllur sytë para një çështjeje shqetësuese a të rëndë që e dine të gjithë ose për të mos mbajtur qëndrim të prerë e të hapur.
STRUGË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Mbulesë e leshtë që hidhej krahëve si rrobë ose që përdorej si shtrojë; lloj bërruce e bardhë, që e përdornin barinjtë në disa krahina të Veriut të Shqipërisë. *Strugë e bardhë. Struga e Zadrimës. Hodhi (shtroi) strugën.*
STRUGË,~A II . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend me ujë dhe me shkurre mpçalore; vend i ulët, si grope, që mban ujë edhe gjatë verës.
2. Vijë uji.
STRUJAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që vjedh gjëra të vogla; xhepash, brae.
2. *përb., vjet.* Ai që vidhte ndonjë bagëti a diçka tjetër brenda fshatit të vet.
STRUJNI,~A . Vjedhje gjërash të vogla andej e këtej, puna e strujakut, braci.
STRUKEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Mblidhem i tëri nga të ftohtët, nga frika etj., bëhem kruspull; afrohem e zë vend diku, i mbledhur e i bërë kruspull; ngjeshem në një cep ose pas diçkaje a pas dikujt. *Strukej nga të ftohtët. Strukej plaku nga era. U struk afër zjarrit (rrëzë murit). U struk në cep të kolltukut.*
2. Futem në një vend a në një rrëzë dhe rri fshehur për t'u mbrojtur nga një e keqe, për të mos u diktuar nga ata që me ndjekin etj. *U struk nën pemë (rrëzë lisit). U strukën në një shpellë.*
3. *fig. keq.* Fshihem në ndonjë vend pasi jam mundur e shpartalluar. *Shtëpitë ku ishin strukur pushtutsit (tradhtarët).*
STRCKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i mënja-nuar, rrëzë ku mund të futemi për t'u mbrojtur nga një e keqe; strehë. *Zuri një strukë.*
STRUKËT (i,e) *mb.* Që rri mënjanë i druajtur, që përpiqet të mos bjerë në sy. *Njeri i strukët.*
STRCKJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljes STRUKEM.
STRUKTORË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mënyra si janë vendosur dhe si janë të lidhura në mes tyre pjesët përbërëse të diçkaje; ndërtimi i brendshëm, përbërja. *Struktura e tokës (e gëlqerorëve, e shkëm-binjve). Struktura e gjuhës. Struktura e shtetit. Struktura klasore e shoqërisë. Struktura organizative e ndërmarrjes. Struktura qelizore e bimëve. Struktura e te e shkollës. Struktura e bujqësisë sonë.*
2. *kryes. sh.* Pjesët përbërëse me organet e tyre drejtuese, të ndërtuara sipas një vartësie të caktuar në organizimin shtetëror, ushtarak etj. *Strukturat e ushtrisë.*

3. *spec.* Vendosja e pjesëve a e elementeve përbërëse të një sistemi dhe marrëdhëniet e ndërsjella' ndër-mjet tyre, që studiohen nga një shkencë; mënyra e organizimit të elementeve përbërëse të sendeve e të dukurive si shprehje e unitetit të formes me përmbaj-tjen.
4. *kryes. sh. ndërt.* Shtyllat dhe pjesët e tjera më të qëndrueshme që mbajnë një ndërtesë. *Struktura të parafabrikuara.*
STRUKTUROR,~E *mb. spec.* Që ka të bëjë me strukturën, i strukturës; që shihetngaana e strukturës. *Analizë strukturore. Metodë strukturore.*
STRUKULL,~IXI m. *sh.* ~J, ~JT. Kotec pulash.
STRUM, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Grope e thellë në lumë; pellg i thelluar aty ku bie ujët me force.
2. Vijë që bëhet në një vend naoçalor për të ku-lluar ujërat.
3. Vend që mban shumë lagështirë; ligatinë, moçal.
STRUMBULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Vendi ku shtrihet një qendër banimi; pozicioni i një vendi. *Fshat me strumbull të mrekullueshëm. Qyteza zinte strumbullin e fshatit të sotëm.*
2. Strumbullar.
3. *tek.* Pjesë cilindrike që rrotullohet mbi një mbështetëse të palëvizshme të ngulitur në një vend.
STRUMBULLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Hu
i gjatë, i ngulur në mes të lëmit, tek i cili lidhet kali që vjen rrotull për të shirë. *Strumbullari i lëmit. Mbli-dhet litari pas strumbullarit.*
2. Dru i gjatë dhe i drejtë, rreth të cilit vihet bari mullar. *Nguli (vuri) strumbullarin. Iu kalb strumbullari.*
3. *krahin.* Hosteni.
4. *fig.* Njeriu ose gjëja që është në qendër të një veprimtarie, të një dukurie etj.; gjëja qendrore a the-melore e diçkaje, bosht. *Strumbullari i çështjes (i dis-kutimeve). Strumbullari i bisedës. Strumbullari i zhvi-llimit të shoqërisë.*
STRUNXË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shtytje për ta rrëzuar a larguar dike ose goditje me pëllëmbë. *I dha një strunxë.*
STRUP,~I *m. krahin.* 1. Zhul që zënë në kokë fëmijët e vegjël.2. Rrebulli i fëmijëve të vegjël.
STUDENT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ndjek më-sirriet në një shkollë të lartë. *Student i shkëlqyer (i rregullt). Student me korrespondencë. Studentët e ditës (e Imbrëmjes). Studentët e Universitetit (e Institutit Bujqësor). Shtëpia e studentit. Qyteti i studentëve. Shoqata shkencore e studentëve.*
STUDENTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* STUDENT, ~I. *Studente e dalluar. Studente në mjekësi.*
STUDENTOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me studentët, që lidhet me jetën e me veprimtarinë e studentëve ose me kohën kur dikush ka qenë student; që përbëhet nga studentët; i studentëve. *Jeta studentore.*
STUDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STUDIOJ, STUDIOHET. *Studim] i vazhdueshëm (i hollësishëm). Studimi individual (kolektiv, me grupe). Studimi i kërkesave (i nevojave). Stukimi i historisë së Shqipërisë. Studimi i thellë i do-kumenteve të Partisë. E dha çështjen për studim. E moren punën në studim.*
*2I zakon. sh.* Veprimtaria kërkimore shkencore në një fushë; punirn shkencor rreth një çështjeje. *Studim shkencor. Studime letrare (kritike). Studime historike (filologjike). Studime gjeologjike. Studime albanolo-gjike. Studime me vlerë. Studime mbi gjuhën. Studime në lëmin e historisë. Bën studime. Merret me studime. Ka \bërë (botoi) një studim të rëndësishëm.*
3. *kryes. sh.* Ndjekja rregullisht e një shkolle, kursi etj. dhe përvetësimi i lëndëve të një dege të cak-tuar^ *Ka kryer studimet e larta. Ndjek (vazhdon) stu-dimet pa shkëputje nga puna (me korrespondencë). Mbaroi studimet në Tiranë. I ka bërë studimet me bursë.*
STUDIMOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me stu-dimEt shkencore, që ka për qëllim studimin shkencor të problemeve; i studimit; kërkimor-shkencor. *Punë studimore. Bërthama studimore. Institucion studimor. për qëllime studimore.*
STUDIO, ~JA . *sh.* ~, ~T. 1. Dhomë a sallë e posaçme ku punon piktori, skulptori, fotografi etj. *Në studiot e pikiorëve tanë. Dritaret e studios.*
*2.* Dhomë e posaçme në një stacion radioje ose televizioni, e pajisur me mjetet e nevojshme për për-gatidjen e dhënien e emisioneve a të programeve të ndryshme. *Studioja numër një. Regjistroi një emision në studio.*
STUDIOHET. *Pës. e* STUDIOJ. *Të studiohet mire çëshija.*
STUDIOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Marr njohuri të re!ja në një fushë të dijes, duke lexuar libra e duke shfrytëzuar botime e materiale të tjera, nën drejtimin e nje mësuesi ose në mënyrë të pavarur; mësoj në mënyrë të thelluar. *Studion rregullisht (shumë). Stu-dion \ veprat e Naimit. Studion kiminë (matematikën).*
2. Shqyrtoj diçka nga anë të ndryshme për ta njo-hur thellë, për ta vlerësuar ose për të arritur në një përfiindim. *Studion një projekt (një plan). Studioi kuadrin. Studiojnë propozimet (mendimet). I studioi dhe i peshoi të gjitha rrethanat. E studioi çështjen nga shumë anë.*
3. Merrem me veprimtari kërkimore-shkencore për të njohur diçka a për të zbuluar ligjet e rregullsitë. *Studion gjuhën. Studion ndërtimin e atomit. Studiojnë krijimtarinë popullore.*
4. Ndjek mësimet në një shkollë të lartë. *Studion në universitet.*
STUDIUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me studime; ai që bën kërkime në ndonjë lëmë të shkencës ose që përpiqet të njohë me mirë e me thellë diçka. *Studiuesit e letërsisë shqipe. Studiues i thellë i historisë.*
STUFË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sobë për ngrohje a për gatim. *Stufë ekonomike. Stufë elektrike. Stufë ngrohjeje. Stufë gatimi. Ndez stufën.*
STUHI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Erë e vrullshme dhe e shpejtë, që mund të shoqërohet me shi ose me bore dhe që merr çdo gjë përpara; furtunë. *Stuhi me shi (me bore). Stuhi rëre. Stuhi në det. Stuhi që rrëzon pemët. Ngrihet (fillon, pushon) stuhia. Can stuhinë.*
2. *fig.* Diçka në sasi të madhe që vjen me vrull; breshëri. *Stuhi duartrokitjesh (brohoritjesh).*
3. *fig.* Ngjarje e papritur, e shoqëruar me vështirësi, turbullime e me pasoja të rënda për jetën e një vendi a të një njeriu. *Stuhitë e jetës. Do të përballojmë çdo stuhi. Kaloi edhe kjo stuhi.*
4. *fig.* Lëvizje shoqërore ose 'ngjarje që zhvillohet me vrull dhe që sjell ndryshime të mëdha në jetën e njerëzve dhe të shoqërisë. *Stuhi revolucionare. Stuhia e luftërave kuhdër imperializmit dhe revizionizmit.*

• Kush mbjell erën do të korrë stuhinë (furtiinën) *fj.u. libr. shih te* MBJELL. Stuhi magnetike
*fix.* trazim i papritur i fushës magnetike të Tokës që shkakton lëvizje të parregullta të gjilpërës magnetike dhe çrregullime në radiondërlidhje.
STUHISHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është me stuhi; që është përfshirë nga shtrëngata. *Mot i stu-hishëm. Det i stuhishëm.*
*2. fig.* Që bëhet me vrull të madh e me shpejtësi; që zhvillohet rrëmbyeshëm. *Kundërsulm i stuhishëm. Zhvillim (përparim) i stuhishëm i luftës revolucionare.*
3. *fig.* Që dallohet për sasi dhe fuqi të madhe; që bëhet me gjallëri të madhe, me ndeshje të ashpra mendimesh e pikëpamjesh. *Brohoritje (thirrje, duar-trokitje) të stuhishme. Mbledhje e stuhishme.*
4. *fig-* Qe është i mbushur me ngjarje të vrullshme, me përleshje e IuTtëra. *Vite të stuhishme. Periudhë (kohë) e stuhishme.*
STUKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve STUKOJ, STUKOHET. *Stukimi i derës (i dritares). Allçi për stukime. I bëri stukimin.*
STDKO,~JA . Brume i trashë prej allçie të për-zier me bojë a me ndonjë lëndë vajore, që përdoret për të mbushur vrima e plasa ose për ta bërë të lë-muar një sipërfaqe. *Stuko vajore. Stuko për dritare. Zë vrimat me stuko para lyerjes. E bëri me stuko. I vuri stuko.*
STUKOHET. *Pës. e* STUKOJ.
STUKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Mbush me stuko vrimat e plasat ose gropat e një sipërfaqe je. *Stukon tryezën. Stukoi xhamat e dritareve. Stukoi murin. E stukoi me allçi.*
SUADHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesë e ngritur si kokërr te kërbishtja e pules dhe e shpendëve të t jerë. *Suadhja pritet dhe hidhet.*
*2. kryes. sh.* Majasëll. *Yuan nga suadhet.*SCAJ. *gjin., dhan., rrjedh. e përem. pron, të gjinisë fem.* JUAJ.
SUAZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Kornizë për tablo, fotografi, pasqyrë etj. *Suazë katrore (e rrumbullakët).*
*2.* Skeleti i syzeve, *Syze me suaza teli.*
3. *fig.* Caqet, brenda të cilave përfshihet a bëhet diçka; lcornizë, kuadër. *Në suazëri e punës sonë. Pa-raqitje me suaza më të gjera. Ngushtimi i suazave të pronës private. Del jashtë suazës së zakonshme.*
4. *fig.* Kufijtë, brenda të cilëve ndodhen një a disa vende të pushtuara prej një shteti të huaj, i cili për-piqet ta paraqitë pushtimin si mbrojtje a përkrahje. *Në suazën e perandorisë. Në suazën e sundimit të huaj.*
SUBJEKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *filoz.* Njeriu si qenie e ndërgjegjshme, që ka aftësi të mendojë, të njohë sendet e dukuritë e botës dhe të veprojë me vullnetin e tij për të arritur qëllimet e dëshirat e veta (në kundërvënie me botën e jashtme si objekt i njoh-jes); *kund.* objekt. *Subjekti dhe objekti i njohjes. Objekti ekziston pavarësisht nga subjekti.*
2. Një njeri a një grup njerëzish që marrin pjesë si veprues të vetëdijshëm e me vullnet në një proces a veprimtari. *Nxënësi si subjekt i mësimit dhe i edukatës.*
3. *drejt.* Një njeri ose një institution a ndërmarrje që hyn në marrëdhënie ligjore me shtetin më të drejta dhe detyra të caktuara; person ligjor. *Subjekt i së drejtës. Subjekt i krimit* ai që ka bërë një krim dhe që do të përgjigjet penalisht për të.
4. *spec.* Njeriu që merret për ta vëzhguar për që-llime studimi ose për të nxjerrë prej tij të dhëna për një fushë kërkimi. *Subjekti i eksperimentit. Gjeti një subjekt të përshtatshëm për studime dialektore.*
5. *gjuh. shih* KRYEFJALË,~A.
6. *logj.* Ajo pjesë e gjykimit e cila pasqyron atë për të cilën bëhet fjalë dhe për të cilën pohohet ose mohohet diçka. *Subjekti dhe predikati i gjykimit.*
7. Ajo që trajtohet a për të cilën bëhet fjalë në të folur ose në një shkrim; tema. *Subjekti i bisedës.*
8. *art.* Tërësia e ngjarjeve, e yeprimeve, e konflik-teve etj. nëpërmjet të cilave dalin në pah karakteret e tiparet dalluese të personazheve dhe zbulohet për-mbajtja e një vepre letrare; ngjarja që shërben si bazë për paraqitjen e figurshme në një vepër të pik-turës a të skulpturës ose për shtjellimin e një vepre muzikore. *Subjekti i romanit. Subjekt i tnarrë nga jeta e popullit. Subjekti i pikturës (i tablosë). Zhvillimi i subjektit. E ka marrë subjektin nga...*
SUBJEKTIV,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me një njeri të veçantë, si qenie e ndërgjegjshme, që ndien, që provon e që mendon; *kund.* objektiv. *Bota subjek-tive. Dëshira (mendime) subjektive. Ndijimet subjekti ve. Gjendja subjektive e të sëmurit.*
*2. spec.* Që ka të bëjë me njeriun si subjekt; i subjektit. *Faktori subjektiv në histori.*
3. Që ndodh për shkak të një a të disa njerëzve të veçantë dhe që nuk vjen nga shkaqe madhore e nga rrethana të domosdoshme; *kund.* objektiv. *Pengesa subjektive. Vonesë (mosrealizim) për shkaqe (arsye) subjektive.*
4. Që niset nga dëshira vetjake dhe jo nga faktet ose nga gjendja e vërtetë, i anshëm; *kund. i* paanshëm, objektiv. *Vlerësim subjektiv. Qëndrim subjektiv.*
ldealizmi subjektiv *filoz. shih tek* IDEALIZËM,~MI i.
SUBJEKTIVIST,~E *mb.* I. Që mbështetet në mendimet dhe në dëshirat e veçanta të një njeriu dhe jo në kushtet reale e në kërkesat objektive. *Ve-prime (metoda) subjektiviste. Vlerësime subjektiviste të gjendjes. Pikëpamje (qëndrime) të gabuara subjektiviste.*
2. *filoz.* Që ka të bëjë me idealizmin subjektiv, që lidhet me subjektivizmin. *Teoritë subjektiviste.*
SUBJEKTIVlSHT *ndajf.* Në mënyrë subjektive; duke u mbështetur në mendime e në vlerësime vetjake; *kund.* objektivisht. *Gjykon subjektivisht.*
SUBJEKTIVIZËM,~MI *m.* 1. Vlerësimi i gjërave duke u nisur nga mendimet e dëshirat vetjake të një njeriu dhe jo nga kushtet reale; qëndrim subjektivist, mungesë e objektivizmit. *Subjektivizmi në mendime (në qëndrime, në vlerësime). Shfaqje subjektiviznti. Ra në subjektivizëm. Zgjidhje të mbështetura në sub-jektivizëm.*
*2. filoz.* Idealizmi subjektiv.
3. Rrymë e sociologjisë borgjeze, që përpiqet ta shpjegojë zhvillimin e historisë vetëm me zbatimin e vullnetit të njerëzve të shquar dhe që mohon rolin vendimtar të ligjeve objektive, të masave popullore dhe të faktorëve ekonomikë. *Subjektivizmi borgjez.*
SUBSTANCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* LË-NDË,~A 2- *Substance organike (inorganike). Sub-stanca kimike. Substanca të thjeshta (të përbëra).*
2. *filoz.* Thelbi i përhershëm e i pandryshueshëm i gjithçkaje sipas disa rrymave filozofike jomarksiste, që nuk njohin materien si kategori për të shënuar botën objektive. *Substance lëndore. Substance shpirtërore.*
SUBVENCION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fin.* Të holla që i jep shteti gjatë një periudhe një dege të ekonomisë, një institucioni, një organizate etj. për t'i ndihmuar e për t'u

lehtësuar veprimtarinë ose për t'u mbuluar shpenzimet e ndryshme. *Mbahej me subvencione.*
SUBVENCIONIM,~I *m. sh.* ~E, ~ETzj. 1. Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve SUBVENCIONOJ, SUBVENCIONOHET. *Subvencionimi nga shteti.*
*2.* Subvencion.
SUBVENCIONOHET *fin. Pës. e* SUBVENCIONOJ. *Subvencionohet nga shteti.*
SUBVENCIONOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *fin.* I jap të holla një dege të ekonomisë, një institucioni, një organizate etj. për t'i ndihmuar e për t'u lehtësuar veprimtarinë; mbaj me subvencione. *E subvencionon më të holla. E subvencionon çdo vit. Subvencionojnë bujqësinë.*
SUBVERSIV,~E *mb. libr., keq.* Që ka për qëllim të përmbysë rendin në fuqi ose të dëmtojë pushtetin e ligjshëm nëpërmjet veprimtarisë së fshehtë. *Veprimtari subversive. Shpartallimi i veprimeve subversive të imperialistëve e të revizionistëve (të reaksionit).*
SUDANEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Sudanit ose ai që e ka prejardhjen nga Sudani.
SUDANEZ,~E *mb.* Që lidhet me Sudanin ose su-danezët, që është karakteristik për Sudanin ose për sudanezët; i Sudanit ose i sudanezëve; që është kri-juar nga sudanezët. *Gjuhët sudaneze. Veshje sudaneze.*
SUEDEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Suedisë ose ai që e ka prejardhjen nga Suedia.SUEDEZ,~E *mb.* Që lidhet me Suedinë ose me suedezët, që është karakteristik për Suedinë ose për suedezët, i Suedisë ose i suedezëve; që është krijuar nga suedezët. *Gjuha suedeze. Populli suedez. Shkallë suedeze* vegël gjimnastikore e përbërë nga disa binarë të vendosur për së gjati shkallë-shkallë, që përdoret për të forcuar trupin me anë të ushtrimeve të posaçme, shpi-nore.
SUEDISHT *ndajf.* Në gjuhën suedeze. *Met (di) suedishl.*
SUEDISHTE,~JA. Gjuhë indoevropiane e grupit gjermanik, që ftitet në Suedi; gjuha suedeze. *Gramatika e suedishtes.*
SUFERINË,~A . Erë e vrullshme dhe e ftohtë, shpesh edhe me bore a me shi të hollë. *Në mes të bores e të suferinës. Vërshëllen suferina. Binte bore e frynte suferina. Sulet (vrapon) si suferinë.*
SUFICIT,~I *m. sh.* ~E, *~ET fin. 1.* Të holla që dalin të tepërta në krahasim me vlerën e mallrave të shitura; mall i tepërt në krahasim me sasinë që duhet; *kund.* deficit. *Doli suficit. Mënjanojnë deficitet dhe su-fiçitet.*
*2.* Teprica e të ardhurave kundrejt shpenzimeve në buxhet. *Realizimi i buxhetit me suficit.*
SUFICITAR,~E *mb. fin.* Që del me fitime; që i ka të ardhurat më të larta se shpenzimet. *Bilanc tregtar siificitar.*
SUFLER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Punonjës i tea-trjit, që u pëshpërit fjalët e pjesës aktorëve për t'ua kujtuar gjatë shfaqjes nga një vend i padukshëm në pjjesën e përparme të skenës; pëshpëritës. *Vendi i siiflerit. Bën punën e suflerit.*
2. *fig.* Ai që i pëshpërit diçka dikujt, sidomos atij që nuk e di mësimin; ai që e meson dike se ç'duhet të thotë, si të përgjigjet për diçka etj. *Përgjigjet me sufler. E mësoi sufleri.*
SUGAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin. 1.* Qengj pirës, qengj i vonë që mezi ndahet nga e ëma.
2. *përk.* Fëmija me i vogël; djalë i vogël që përkë-dhelet me shumë nga të tjerët. *Sugari i nënës.*
SUGJERIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Këshillë, menditn a ide që i japim dikujt se si të veprojë, si ta bëjë a ta zgjidhë diçka. *Sugjerime të vlefshme. Sugjerime nga masa (nga punonjësit). Sugjerime nga organet e shtypit. Bëri një sugjerim.*
SUGJEROHET. *Pës. e* SUGJEROJ.
SUGJEROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I. I jap një
këshillë, një mendim a një ide dikujt, që ta marrë parasysh sipas dëshirës së vet. *sugjeroi një zgjidhje të\ re. Vunë në jetë ato që sugjeroi kontrolli punëtor.* 2. I shtie në mend diçka, e bëj që t'i lindë në mendje një ide a një zgjidhje. *U sugjeroi një ide frytdhë-ne)se.*
SUGJESTIONIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SUGJESTIO-NOJ, SUGJESTIONOHEM. *Sugjestionimi i nxënësve nga mësuesi.*
2. Nërishtrimi para vullnetit të dikujt, mungesa e pavarësisë në mendime dbe në gjykime. *Sugjestionimi tefëmijët.*
SUGJESTIONOHEM *vetv.* 1. I nënshtrohem ndi-kimit të vullnetit të një tjetri dhe mendoj ose veproj
sipas dëshirës së tij. *Sugjestionohen njerëzit me sistem nervor të dobët. Sugjestionohet si fëmijë.* 2. *Pës. e* SUGJESTIONOJ.
SUGJESTIONOJ *kal,* ~OVA, ~ÇAR. 1. Ndikoj mbi vullnetin, mbi mendimet e ndjenjat e dikujt, që të veprojë a të ndiejë ashtu si dua unë. *Sugjestionon fëmijët.*
*2. mjek.* Veproj mbi botën psikike të njeriut me metoda të posaçme për qëllime mjekimi. *E sugjes-tionoi me anë të hipnozës.*
SUGJESTlV,~E *mb. libr.* 1. Që të kujton a të shtie ndër mend diçka; që të ndikon, që të shtyn të veprosh ose të mendosh në një mënyrë të caktuar. *Pyetje sugjestive.*
*2.* Që të prek a të ngjall ndjenja. *Pamje sugjestive. Funksioni sugjestiv i artit.*
SUITË,~A . *sh.* ~A, ~AT *libr. 1.* Njerëzit që shoqërojnë nga afër një personalitet ose që përbëjnë rrethin e ngushtë të një njeriu me rëndësi; përcjellë, shpurë. *Suita e mbretit (e padishahut). Gjenerali me suitën e tij.*
*2. iron.* Njerëzit që i venë nga pas dikujt, të gatshëm për të plotësuar urdhrat e dëshirat e tij. *Erdhi me gjithë suitën e tij.*
3. *muz.* Pjesë muzikore ose valle të ndryshme të lidhura së bashku si një vepër nga përmbajtja dhe nga format e afërta. *Suite vallesh. Suite baleti. Suite në tri kohë.*
4. *gjeol.* Shtresa shkëmbore të ndryshme që vijnë njëra mbi tjetrën dhe që janë formuar në të njëjtën kohë e në të njëjtat kushte; seri. *Suite laramane. Suite gazmbajtëse (vajgurmbajtëse).*
SUKALE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Tokë rrëzë malit.
SCKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend i ngritur si breg në një fushë, kodër e ulët, kodrinë. *Vend me kodra e suka.*
*2.* Breg i dale në shpatin e një mali, bokë.
SUKORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Kodër e rrum-bullakët, zakonisht në fushë. 2. Çukë e rrumbullakët në mal.
SUKSES,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Kryerja e një pune a veprimtarie plotësisht dhe me përfundime të mira; përfundimi i mirë i diçkaje, duke arritur që-llimin; arritjet e mbara të punës dhe të përpjekjeve, *kund.* dështim. *Suksese të mëdha (të dukshme, të rën-dësishme). Sukses i plotë dhe i gjithanshëm. Suksese në punë (në jetë). Sukseset e shkencës (e kulturës) sonë. Rrugë suksesesh. Bilanci i sukseseve. Përpjekje pa sukses. Shënoi (arriti)*

*suksese. Doli me sukses. U kurorëzua me sukses. Mbaroi (përfundoi) me sukses. Burimi i sukseseve është udhëheqja e Partisë. Nuk dehemi nga sukseset. I uroi suksese të reja.*
2. Pritja me miratim e diçka je ose e dikujt, emri i mirë që fiton dikush midis të tjerëve; tërheqja dhe interesi që ngjall dikush ndër të tjerët. *Libri pati sukses. Ka sukses të madh. Korri sukses.*
SUKSESSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që del me për-fundim të mirë, që ka sukses. *Punë e suksesshme. Zhvillimi i suksesshëm i artit (i krijimtarisëj. Veprimet e befasishme dhe të suksesshme të Brigades I.*
SUKULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Leckë e vjetër e bërë si shuk, që përdoret për të larë e pastruar,për të kapur diçka, për të zënë një vrimë etj. *E fshiu (e pastroi) me një sukull. Hoqi enën nga zjarri me një sukull. Zuri vrimat e fuçisë me sukuj. E flaku përdhe si sukull.*
2. *kryes. sh. fig,* Rroba të vjetra e të grisura; gjëra pa vlerë e të dobëta. *Kishin vetëm ca sukuj.*
3. Diçka e mbështjellë si lëmsh a e bërë shuk. *Sukuj bore* flokë të mëdhenj bore. *Sukuj hallve.*
4. Lloj rrjete peshkimi në trajtë hinke të gjatë me disa rrathë druri, që përdoret zakonisht për ngjala. *Zënë ngjala me sukull.*
*k* E ka bërë sukull e ka nënshtruar plotësisht dike dhe e përdor si do vetë; e ka bërë leckë.
SUKULLAR,~E *mb.* Rreckaman, zhelan.
SUKULLOJ *kal.,* '7OVA, ~UAR. 1. E mbledh si lëmsh a si shuk, e bëj sukull; e mbështjell dosido. *E sukulloi këmishën. E sukulloi me një leiër (me një gazetë të vjetër).*
2. Rrokullis si lëmsh, duke e ndukur e copëtuar. *Qentë po e sukullonin lepurin.*
3. *fig.* Marr nëpër këmbë, nëpërkëmb. *Sukullonin më të dobëtit.*
SUL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Trung i gërryer e i bërë si lug nga brenda, që përdoret për të lundruar. *Sul prej mani. Gjuan peshk me sul.*
SULE,~JA . *sh.* ~E, — ET. Barkë e vogël, e nolle dhe e gjatë, me fund të rrafshët, më e vogël se takja.
SULEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. *1.* Nisem me vrap për diku, derdhem me turr deri në një vend, turrem. *Sulu deri te libraria. U sul mbarë populli. U sul brenda duke iu marrë fryma. Aeroplanët sulen drejt qiellit. U sul të gjente mjekun.*
2. Hidhem mbi dike për ta mposhtur, për ta rrë-zuar a për ta mundur; i lëshohem dikujt, e sulmoj; *kund.* tërhiqem, sprapsem. *U sulën mbi armikun. U sulën me armë. Iu sulën qentë. Suleshin përpara me guxim.*
3. *fig.* I vihem një pune me ngulm, e marr me vrull diçka. *U sulen arave (kodrave, maleve).*
4. *bised.* I drejtohem dikujt me qortime e fjalë të rënda, e sulmoj me fjalë. *Mos iu sul ashtu! Iu sul me fjalë të ashpra.*
SULFAMID,~I *m. sh.* ~E, ~ET *farm.* Lëndë si pluhur i bardhë, e përbërë kryesisht nga squfuri dhe azoti, që përdoret në mjekësi për të ndaluar zhvi-Ilimin e shumëzimin e mikrobeve si streptokokët, stafilokokët etj.; një hape prej kësaj lënde. *Mjekim me sulfamide.*
SULFAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* Kripë e acidit sulfurik me një element tjetër. *Sulfat bakri. Sulfati i amonit. Spërkatin bimët me sulfat. Plehërojnë token me sulfat potasi.*
SULFUR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *kim.* 1. Mineral i përftuar nga bashkimi i squfurit me një metal ose me një element tjetër. *Sulfuri i zinkut (i bakrit, i karbo-nit).*
2. *shih* SQUFUR,~I.
SULFURIK,~E *mb. kim.* Që ka në përbërjen e vet squfur dhe oksigjen në përpjesëtime të caktuara. *Acid sulfurik* lëng pa ngjyrë, si i yndyrshëm, që ka aftësi
shumë të madhe gërryese dhe që përdoret për qëllime të ndryshme në industri.
SULFURIM,~I *m. kim.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes SULFUROJ. *Sulfurimi i kauçukut. Sulfurimi i metalit për t'u shtuar qëndrueshmërinë veglave.*
2. Squfurim. *Sulfurimi i hardhive (i pemëvs).*
SULFUROJ *kal,* ~OVA, ~UAR *kim.* 1. Për-punoj diçka me squfur; i shtoj squfur një lsndc psr t'i dhënë disa veti të tjera a për t'i ndryshuar vetitë. *Sulfurojnë metalin. Sulfurojnë kauçukun.*
2. Squfuroj. *Sulfurojnë hardhitë.*
SULFUROR,~E *mb. kim.* Që ka natyrën e squfurit, që ka të bëjë me squfurin. *Avuj sulfurorë. Anhidrit sulfuror* gaz pa ngjyrë, me erë të rëndë, që përdoret në industri, në përgatitjen e acidit sulfurik etj.
SULINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gyp metali, zakonisht jo i gjerë, që përdoret për të çuar ujë. *Sulinat e çezmës. E shpien ujin me sulina.*
SULM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *usht.* Hedhje e me-njëhershme dhe e shpejtë e forcave ushtarake mbi armikun për ta mundur e asgjësuar; *kund.* tërheqje. *Sulm bailor (anësor). Sulm i rrufeshëm (i befasishëm,* 1 *papritur). Sulme ajrore (tokësore). Sulmi mbi kësh-tjellën. Urdhri i sulmit. Ora e sulmit. Fitloi (nisi) sul-min. U hodhën (kaluan) në sulm. I thyen (i sprapsën) sulmet e armikut. E mori me sulm. Bënë edhe një sulm. Brezi* 1 *sulmit* sistem pengesash të ndryshme, të ndër-tuara në fushën e stërvitjeve ushtarake. *Në sulm!* thirrje për të dale nga llogoret e për t'u hedhur mbi armikun.
2. Goditje e papritur me forca ushtarake, agresion. *Sulm i armatosur. Sulm i pabesë.*
3. *fig.* Krittka e qortime të ashpra kundër dikujt a diçkaje ose veprime për të dëmtuar dike a diçka; shpifje, trillime e të shara kundër dikujt a diçkaje. *Sulmet e shfrenuara të shtypit borgjez e revizionist kundër udhëheqësve revolucionarë. Sulmet e revizio-nistëve kundër diktaturës së proletariatit. Sulm kundër burokratizmit. Hodhi poshtë sulmet e trillimet.*
4. *fig.* Punë me vrull të madh, e përqendruar në një periudhë të caktuar për të arritur përfundime të shpejta e sa më të mira; veprimtari me ngulm për të atritur diçka, për të mposhtur pengesat etj. *Ditë (muaj, vil) sulmi. Hidhemi në sulm. Punojnë me sulm. Jemi gjithnjë në sulm.*
5. *sport.* Veprime të shpejta e të organizuara për të mposhtur kundërshtarin dhe për të arritur sukses në lojë; *përmb.* lojtarët e vijës së parë të skuadrës që kanë për detyrë të bëjnë këto veprime. *Sulme të rrezikshme (të rrufeshme). Vija e sulmit. Sulm në krahun e djathtë. Organizojnë sulme pas sulmesh. Kaloi nga mbrojtja në sulm.*
6. Hov, vrull për t'u hedhur diku a për të kapër-cyer matanë diçkaje; turr. *Mori sulm. U hodh me sulm.*
SULMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SULMOJ, SULMOHEM. *Sul-mimi i pozicioneve të armikut. Sulmim me forca të shumta.*

SULMOHEM. *Pës. e* SULMOJ.
SULM'OJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *usht.* Hedh me vrull forca të ndryshme ushtarake kundër armikutpër ta mundur e asgjësuar; hidhem në sulm, mësyj; *kund.* tërhiqem. *Sulmuan pozicionet e kundërshtarit ( keshtjellën). Sulmuan nga çdo anë. Sulmonin armikun me guxim. Sulmuan qytetin e pushtuar dhe e çliruan.*
2. Godas papritur me forca ushtarake, bëj agre-sion. *Agresorët sulmuan një vend të pavarur.*
3. *fig.* Godas diçka me çdo mjet për të mos e lënë të zhvillohet; e luftoj për ta dëmtuar ose shkatërruar. *Sulmojnë burokratizmin (teknokratizmin). Pronarët sulmojnë të drejtat e punëtorëve. Sulmon një teori (një try me).*
4. *fig.* Godas dike a hedh poshtë diçka me kritika e qortime të ashpra; bëj shpifje e trillime a përdor të shara për të dëmtuar dike a diçka. *Sulmojnë revizio-nizmin (liberalizmin, teknokratizmin). E sulmuan rëndë (ashpër). E sulmonte në një artikull.*
5. *fig.* Bëj përpjekje të mëdha dhe vë të gjitha fu-qitë për të arritur diçka, për të përvetësuar njohuri të reja etj.; hidhem me vrull e këmbëngulje për të mposhtur pengesat e vështirësitë. *Sulmojnë për fitore të reja. Sulmojmë kodrat (malet) për t'i bërë pjellore.*
6. edhe *jokal. sport.* Ndërmarr veprime të shpejta e të organizuara për të mposhtur kundërshtarin dhe për të arritur fitoren në lojë. *Sulmuan rrufeshëm. Sulmoi nga krahu i djathtë (në qendër).*
7. I hidhem dikujt përsipër për ta goditur, për ta grabitur etj.; i sulem. *E sulmuan në rrugë.*
SULMUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që merr pjesë iië një sulm ushtarak. *Sulmuesit e kështjellës (e qy-ietit). Sulmuesit u sprapsën.*
2. Punonjës i dalluar, që tejkalon normat dhe planin në një degë të prodhimit socialist ose në një aksion. *Sulmues i punës socialiste. Sulmues i pesë-vjeçarit të gjashtë. Lëvizja e sulmuesve. Është shpallur ifi here sulmues. Doli sulmues.*
*3. sport.* Lojtar i vijës së pare, që ka për detyrë të bëjë sulme dhe zbritje për të shënuar pike (gola). *Sulmuesimajtë(idjathtë, anësor). Sulmuesit eskuadrës.*
SULMCES,~E *mb. 1. usht.* Që përdoret për veprime sulmi. *Trupa sulmuese. Aviacioni sulmues* ae-roplanët që marrin pjesë në betejë nga ajri për të mbështetur forcat e tjera tokësofe.
2. Që merr pjesë në sulmet luftarake kundër ar-rnikut (kryesisht për repartet partizane gjatë Luftës l^Jacionalçlirimtare). *Brigada I Sulmuese.*
3. Që dallohet për tejkalimin e normave e të planit në një degë të prodhimit socialist ose në një aksion; që ka të bëjë me sulmuesit e prodhimit; që synon tejkalimin e normave e të planeve me punë të vrull-shme e me ndërgjegje të lartë. *Brigade sulmuese. Re-part (sektor) sulmues. Lëvizja sulmuese.*
4. *fig.* Që shquhet për vrullin dhe gjallërinë e për-pjekjeve e të luftës në një fushë, që nuk qëndron i mpitë ose në mbrojtje; luftarak. *Ka shpirt sulmues.*
5. *sport.* Që bën pjesë në vijën e sulmit të skuadrës. *Lojtar sulmues.*
SULMUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SUL-MUES,~I 2>3- *Lufton për titullin "Sulmuese e punës socialiste". U shpall sulmuese në hekurudhë.*
SULLTAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Titulli i trashëguar il sundimtarit absolut në Perandorinë Osmane dhe i mbretërve në disa vende të Lindjes së Mesme e në Afrikë, ku fe zyrtare është myslimanizmi; ai që mban këtë titull. *Sulltanët e Turqisë. Sarajet e sulltanëve.*
*Dështimi i Sulltan Muratit. Hordhitë e egra të sulltanëve.*
SULLTANAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shtet që ka në krye një sulltan. *Sulltanati i Omanit. Përkrahja e sulltanateve nga imperialistët (kolonialistët).*
SULLTANESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Nëna ose gruaja e sulltanit.
SUMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot. shih* SHQEME, ~JA.
SUMBULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kopsë e vogël si rruzull; kopsë e rrumbullakët. *Sumbullat e jelekut. Qepi një sumbull. Mbërthen sumbullat.*
2. Rruzull ose rreth i vogël prej metali, që përdoret si stoli. *Rrip me sumbulla të bardha. Takëm (parzmore) me sumbulla prej tunxhi.*
3. Syth i bimës, që eel g jet he; bulë. *Sumbullat e pemës.*
4. Pike e rrumbullakët uji a e një lëngu tjetër. *Sumbulla vese (shiu). Sumbulla lotësh (djerse). S"nxori asnjë sumbull nga sytë.*
SUMBULL,ARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë barishtore kacavarëse me gjethe të ashpra në trajtë zemre, që bën kokrra si boça pishe me fara, të cilat përdoren për t'i dhënë birrës shijen dhe erën e veçantë; kulpër e butë.
SUMBULLjO N *jokal.,* ~OI, ~UAR. Lëshon sytha e burbuqe pema, bulon, mugullon. *Kane filluar të sumbullojnë kumbullat.*
SUMBULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Brez
toke i sheshtë që shtrihet si shkallë në faqe a në rrëzë të një mali, brezafe. *Shtëpi e ndërtuar mbi një sumbu-llore.*
SUNDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. *vet. nj.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SUNDOJ, SUNDOHEM. *Sundimi i një vendi. Sundimi i natyrës. Sundimi i vetes (i ndjenjave). Vegël (mjet) sundimi. Lufta për sundim.*
2. *vet. nj.* Ushtrimi i pushtetit në një vend, koha sa qëndron në pushtet dikush. *Sundimi i sulltanëve. Në vitet e fundit të sundimit.*
3. Pushteti mbi një vend a popull të nënshtruar; periudha gjatë së cilës një vend a një popull është i pushtuar e nën zgjedhë. *Sundimi i huaj. Sundimi kolonial. I mbajnë nën sundim. E flakën (e hodhën tej) sundimin e egër të imperialistëve. U çliruan nga sundimi i huaj me luftë.*
4. *vet. nj.* Mbizotërimi i diçkaje në krahasim më të tjerat, pushteti i plotë i diçkaje; shfrytëzimi i diçkaje sipas kërkesave e nevojave të mia. *Sundimi i njeriut mbi natyrën. Sundimi i marrëdhënieve kapitaliste në prodhim.*
SUNDIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ka
pushtetin e plotë në një vend, mbret ose despot, sundues.
2. *hist.* Zyrtar i lartë, i plotfuqishëm, që përfa-qësonte pushtetin qendror në një krahinë; ai që kishte fuqinë në dorë në një krahinë.
SUNDOHEM. *Pës. e* SUNDOJ.
SUNDOJ *kdl,* ~OVA, ~UAR. 1. *jokal.* Kam pushtetin në një vend, jam në fuqi në një shtet. *Te ne sundon populli në fuqi. Sundoi shumë vjet. Sundonte me dhunë.*2. Mbaj nën pushtet një vend a një popull; kam fuqinë mbi një vend a një popull, që e kam nënshtruar. *Lufta e superfuqive për të sunduar botën. Sundonte detet. Politika "përçaj e sundo".*

3. *jokal. vet. veta III.* Ka fuqi të plotë, ka pushtet, zotëron. *Në vendet ku sundon paraja (kapitali). Sundon ligji i xhunglës.*
4. *jokal. vet. veta III.* Ka përhapje të gjerë, zotëron mbi gjithçka tjetër, ndihet shumë prania ose fuqia e diçkaje, mbizotëron. *Kudo sundon rregulli e pastërtia. Kudo sundon një frymë e lartë revolucionare.*
5. *jokal. vet. veta III.* Ngrihet me lart se gjërat e tjera që ka përreth, del mbi të tjerat dhe ka pamje të hapët. *Kështjella sundonte mbi gjithë fushën. Kodra që sundonte luginën. Godinë shumëkatëshe që sundon gjithë sheshin.*
6. Ua nënshtroj diçka qëllimeve të mia, jam në gjendje ta shfrytëzoj diçka për nevoja e qëllime të caktuara. *Sundojnë natyrën.*
7. Jam në gjendje ta urdhëroj dike e t'ua nënshtroj kërkesave e vullnetit tim; i vë fre, e mbaj nën kon-troll; përmbaj. *Nuk e sundon dot të birin. E sundon veten* ruan gjakftohtësinë, nuk e humbet kontrollin e vetes, di të përmbahet.
SUNDUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që sundon në një vend të pushtuar e të nënshtruar; sundimtar. *shporrën sunduesit e huaj.*
*2.* Ai që nënshtron diçka dhe e shfrytëzon për ne-vojat e qëllimet e veta. *Sunduesit e natyrës.*
SUNDUES,~E *mb.* 1. Që është në pushtet në një vend; që ka fuqinë në dorë. *Klasat sunduese. Qarqet sunduese.*
*2.* Mbizotërues. *Ideologjia sunduese.*
3. Që ngrihet me lart se gjërat e tjera përreth, që ndodhet në një vend nga i cili duket hapësira përreth. *Vend sundues. Pike sunduese.*
SUP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesë e trupit të nje-riut nga rrëza e qafës deri te cepi ku lidhet krahu me trungun; skaji i sipërm i shpatullave. *Supi i djathtë (i majtë). Me supe të rëna. Mban mbi supe. Hodhi pushkën (lopatën, kazmën) në sup. I vjen deri në sup. E preku në sup. Sup-armë! usht.* komandë për të he-dhur armën të mbështetur drejt në anë të gjoksit, duke e mbajtur nën qytë vetëm me dorën e thyer.
2. Pjesë e një veshjeje nga jaka deri te vendi ku ngjitet mënga. *Supet e palltos (e xhaketës, e këmishës, e trikosj. Supe të varura. I vë pambuk te supet. Është grirë te supet.*
•*k* I bie supeve (i rreh supet) *dikujt* shpreh mi-ratimin për diçka, e merr më të mirë a i jep zemër dikujt, duke i rënë lehtë prapa krahëve; miraton e përkrah veprimet e dikujt. Marr mbi supe (mbi shpa-tulla, mbi vete) *diçka shih te* SHPATULL,~A. Ngre (çoj, mbledh, rrudh) supet *shih te* NGRE. E pro-voi mbi supe (mbi shpatulla, mbi kurriz) *diçka* e mësoi diçka drejtpërdrejt nga përvoja e vet, e për-jetoi vetë. Sup me sup shumë afër njëri me tjetrin, të bashkuar për ta mbajtur e përkrahur njëri-tjetrin, krah për krah. 1 mori këmbët mbi supe (në krahë) *shih te* MARR.
SUPER- *fjalëform. libr.* Parashtesë më të cilën ndërtohen fjalë që shënojnë diçka që ndodhet mbi diçka tjetër, diçka të cilësisë më të lartë, diçka më të fundit, më të fuqishme ose diçka që i kalon caqet e
zakonshme, të nevojshme a të lejueshme etj.; mbi; p.sh. superfuqi, supermodern, superstrukturë etj.
SUPERFOSFAT,~I m. Lëndë e përhimtë në trajtë pluhuri ose kokrrizash, që përgatitet nga për-punimi i fosforiteve dhe që përdoret si pleh kimik. *Superfosfat pluhur (kokrrizor). Vzina e superfos-fatit.*
SUPERFUQI,~A . *sh.* ~, ~TË. Shtet imperialist ose revizionist me fuqi të madhe ekonomike e ush-tarake, që përpiqet të vendosë sundimin në gjithë botën nëpërmjet agresionit, ndërhyrjes politike, ekonomike, kulturore etj. në vendet e tjera dhe nëpërmjet shtyp-jes e grabitjes së popujve. *Superfuqi atomike. Bash-këpunimi kundërrevolucionar midis dy superfuqive. Lufta e popujve kundër politikës hegjemoniste të superfuqive. Përpiqet (synon) të bëhet superfuqi.*
SUPERPRODHIM,~l *m. ek.* Mbiprodhim. *Super-prodhimi kapitalist. Kriza superprodhimi.*
SUPERSONIK,~E *mb. spec.* Që lëviz me një shpejtësi më të madhe se ajo e zërit (me shumë se 1300 kilometra në ore). *Aeroplan supersonik. Me shpejtësi supersonike.*
SUPERSTRUKTURË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *l,filoz.* Tërësia e pikëpamjeve politike, juridike, filo-zofike, morale, estetike, fetare të shoqërisë dhe in-stitucionet politike, juridike etj., që u përgjigjen këtyre pikëpamjeve dhe që lindin mbi bazën e rendit ekonomik, të marrëdhënieve në prodhim të një sho-qërie të caktuar. *Baza dhe superstruktura e shoqërisë. Revolucionarizimi i superstrukturës socialiste. Roli veprues (aktiv) i superstrukturës.*
*2. tek.* Pjesa e sipërme e një ndërtimi; ajo që është ndërtuar sipër diçkaje. *Superstruktura e rrugës (e urës).*
SUPERSTRUKTUROR,~E *mb. filoz.* Që ka të bëjë me superstrukturën, që i përket superstrukturës; i superstrukturës. *Dukuritë superstrukturore.*
SUPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gjellë e hollë me lëng mishi, peshku a perimesh dhe me oriz, me ma-karona etj., që zakonisht hahet në fillim të drekës a të darkës; sasia e kësaj gjelle sa nxë një pjatë. *Supë e ngrohtë. Supë barishtesh. Supë pule (peshku). Supë me oriz. Supë me patate (me karota). Supë me vezë (me limon). Luge supe. Porositën dy supa.*
SUPËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* SUPORE,~JA.
SUPLEMENTAR,~E *mb. libr.* 1. Që jepet a shërben si shtesë për ta plotësuar diçka, për ta përmirësuar ose për ta ndihmuar që të zhvillohet me shpejt; plo-tësues. *Ushqim suplementar. Plehërimi suplementar i tokës. Financim suplementar i kulturës.*
*2.* Që bëhet mbi planin e parashikuar ose të za-konshëm. *Purië suplementare. Ore (pune) suplementare. Shpenzime suplementare.*
SUPORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rrip i qëndisur me shenjat dalluese të grades, që vihet në supet e uniformës së oficerit dhe të nënoficerit (në ushtritë që kanë grada). *Yjet e supores. Suporet e gjeneralit. Qep suporet. I heq suporet.*
STJPOZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SUPOZOJ, SUPOZOHET. 2. Hamendje, dyshim. *Supozime pa baza.* SUPOZOHET *vetv. libr.* 1. Merret diçka si pike-riisje, duke e quajtur si të vërtetë për të provuar një hipotezë.
2. *Pës. e* SUPOZOJ.
SUPOZOJ *kal* dhe *jokal,* ~OVA, ~CAR *libr.* 1. E quaj si të vërtetë diçka që e marr si pikënisje për të provuar një hipotezë, e zë se. *Supozojmë se A është e\ barabartë me B.*
*2.* E marr me mend diçka si të mundshme a të vërtetë pa mundur të jap një gjykim të prerë për të; besoj; dyshoj se. *Supozonte se aty kishte ekzistuar një vendbanim i lashtë. S'ka ndonjë arsye për të su-pozuar një gjë të tillë.*

SUPREM,~E *mb.* 1. *zyrt.* Që zë shkallën a rangun një të lartë, i tillë nga i cili varen të gjithë të tjerët. *Komandanti (kryekomandanti) suprem. Organet supreme* organet më të larta të shtetit.
2. *lart.* Me i larti; me i fundit. *Dëshira supreme. Sakrifica supreme* dhënia e jetës, ffijimi për një ideal, për të mirën e shoqërisë e të atdheut.
SUR,~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET. Mis (me kuptimin 2). *Ka sure të bukura.*
SURB *kal,* ~A, ~UR. Pi një lëng duke e thithur pak nga pak, pi me hurba, gjerb. *Surb kafen (supën).*
SURBOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. *shih* SURB.
SURBULL *mb.* Që është zier pakëz sa t'i mpikset e bardha (për vezën); rrufkë. *Vezë surbull*
\k Është bërë si veza (veja) surbull *dikush* është bërë i flashkët, i qullët e i mefshtë, është sqaqur.
SURE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *fet.* Secili nga të një-qind e katërmbëdhjetë kapitujt e kuranit.
buRGJATË *mb.* 1. Që e ka fytyrën të zgjatur, fytjyrëgjatë.
2. Që vjen si i zgjatur, gjatosh. *Kumbull surgjatë.*
SURLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vegël muzikore popullore me frymë, si fyell i ngushtë në krye dhe që zgjerohet nga gryka. *bie surles. Valle e shoqëruar me\ surle e lodër.*
SURMË (i,e) *mb.* Që ka ngjyrë hiri të mbyllët, i murrmë. *Trungjet e surmë të shelgjeve.*
SURPRIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Diçka e papritur, që ngjall habi a hutim; e papritur. *Qe një surprize.*
2. Dhuratë ose diçka që e bëjmë në mënyrë të papritur për të kënaqur dike. *bëri një surprize të këndshme.*
SURVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Vadhëz.
SURRAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. *vjet.* Fytyrë. *Lan surratin. V nxi (u prish) në surrat. Nuk i qesh surrati.*
*2. keq.* Fytyrë e shëmtuar, e keqe ose e ndyrë; turi. *Njeri me dy surrate. la dha (ia hoqi) surratit. la për-plasi në surrat. S'dua t'ia shoh me surratin.*
3. *keq.* Njeri me fytyrë të shëmtuar a të keqe; *fig.* njeri i keq e zemërlig, që nuk e duam. *Ku u gjend edhe ai surrat atje.*
4. Dordolec. *Surrat bostani.*
5. *sh.* SURRETËR,~IT ose SURRETA,~T *vjet.* Karnavale me maskë në fytyrë e me rroba laramane. *Dilnin surretat. Visheshin surretër.*
SURREALIST, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *art.* Ithtar e përkrahës i surrealizmit. *Surrealistët francezë.*
SURREALIST,~E *mb. art.* Që mbështetet në pa-rimet e në kriteret e surrealizmit, që ndjek mënyrat formaliste e dekadente të surrealizmit. *Piktura de-kadente surrealiste. Poetët surrealistë.*
SURREALtZËM,~MI *m. art.* Drejtim krejt formalist e antirealist dekadent, në artin e ns letër-sinë borgjeze të shekullit XX, që mohon rolin e ar-syes e të përvojës në art, e kërkon burimin e krijim-tarisë te dukuritë e pavetëdijës, tek ëndrrat e sëmura e te kllapitë dhe e pasqyron botën në mënyrë fare të shtrem-bëruar.
SURROGAT,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Ushqim ose prodhim tjetër që zëvendëson diçka natyrore, por që nuk i ka të gjitha vetitë e vlerat e saj; *mospërf.* mall i lire e i dobët. *Surrogate ushqimore. Surrogate të lira. Surrogat i kafes (i sheqerit). Surrogat gjalpi.*
*2, fig.* Diçka pa vlerë të vetën, që vetëm ngjason me diçka tjetër të vërtetë. *Surrogate të kulturës. Da-llimi i vlerave të vërteta nga surrogate!.*
SURRZËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *anat.* Cipa e njomë e zgavrave të brendshme të trupit, cipë jar-gore, mukozë.
SUS. I. *ndajf.* 1. Ngritur mbi dy këmbët e prapme, qirithi (për qenin). *Qëndron sus duke tundur bishtin.*
2. *fig.* Pa folur dhe pa lëvizur nga nderimi për dike ose nga frika; qiri me këmbë. *Rri sus para tij.*
II. *pasth.* Hesht, pusho. *tha: sus!*
•*k* E bën sus e detyron të rri jë urtë e pa zë ose të sillet mirë. I rri sus *dikujt* i bindet plotësisht, pa asnjë kundërshtim, i rri qiri me këmbë.
SUSAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bot.* Kungull ujës.
2. Enë për të marrë ujë, e bërë nga kungulli ujës, duke e tharë e duke e gërryer këtë nga brenda. *Mbushi susakun me ujë.*
SUSAM,~I *m. bot.* Bimë barishtore e vendeve të ngrohta, me kërcell të drejtë deri një meter e gjysmë, që mbillet për farat e saj, nga të cilat nxirret një lloj vaji për ushqim. *Vaj susami.*
SUSME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lule zbukurimi në qëndisje, në endje ose në gdhendje. *Shami me susme. Takije e bardhë me susme të kuqe. Derë druri me susme të gdhendura.*
SUSTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tel çeliku i për-dredhur rrathë-rrathë ose paftë e epshme, që ka veti të shtypet kur i rëndon një force dhe të hapet e të kthehet përsëri në gjendjen e mëparshme pa u prishur. *Sustë çeliku. Susta e gjilpërës. Sustat e rrotave. Sustat e divanit (e kolitukut). Teli sustë paraprurës. Pafta sustë. Derë me sustë. Kapak me sustë. I vuri sustë. U prish (u këput) susta.*
2. Rrjetë prej teli të epshëm e të përdredhur, mbi të cilën vihet dysheku në shtrat. *Sustë teke (dyshe). Krevat me sustë.*
3. Sumbull metali, plastike etj. në një aparat a mekanizëm, që shtypet me gisht për ta vënë këtë në lëvizje ose për ta ndaluar. *Susta e aparatit fotografik (e televizorit). Shkeli (shtypi) sustën.*
4. Lloj kapëseje për të mbërthyer rrobat, e përbërë nga dy pjesë si kopsa të vogla, prej të cilave njëra ka një thumb që futet me force në tjetrën kur shtypet.*Sustat e bluzës. Përparëse me susta. 1 qepi sustat.* 5. *fig. keq.* Diçka që shërben si force lëvizëse. *Pa-raja si sustë e shoqërisë borgjeze. Susta e fshehtë e një pune.*
*it* Me sustë vetvetiu, pa bërë asnjë punë a pa mun-dim fare.
SUTAK,~U *m. krahin.* Kafka e kokës.
SUTË,~A. *sh.* ~A, ~AT *tool.* 1. Femra e drerit, drenushë. *Sutë e plagosur. E shkathët (e hajthme) si sutë mali.*
2. *fig.* Vajzë e hijshme dhe e shkathët; vajzë e urtë, e butë. *Një sutë shtathedhur.*
3. Figure e përrallave popullore, që përfytyrohej me trup si të lopës.
SUVA,~JA . Shtresa prej llaçi që i vihet përsipër murit dhe tavanit. *Suva e njomë. Suva e trashë (e nolle). Llaç për suva. I hodhi (i vuri) suvanë. Lëmoi suvanë. Ra suvaja e tavanit.*
SUVAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Gjarpër i madh e i trashë që përmendet në tregimet popullore, në të cilat thuhet se i mbështjell kafshët dhe u zë fry men.
SUVALË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. Vale e furishme, dallgë e madhe. *Si deti me suvalë.*
SUVARI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* 1. Kalorës në ushtrinë e Perandorisë Osmane.

2. Kalorës që e mbante beu si sejmen nga pas. *Suvarinjtë e beut.*
SUVATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SUVATOJ, SUVATOHET. *Suvatimi i mureve (i tavanit). Brigada e suvatimit. I bënë suvatimin.*
SUVATOHET. *Pës. e* SUVATOJ.
SUVATOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. I vë murit ose tavanit shtresën e suvasë dhe e fërkoj për ta lë-muar; i jap suva. *Suvaton murin (tavanin).*
SUVATOES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor ndërtimi, që merret me suvatim. *Brigada e suvatuesve.*
SUVATUES,~E *mb.* Që shërben për të suvatuar. *Makinë suvatuese.*
SUXHUK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* 1. Zorrë bagëtish të imëta të mbushura me mish të grirë, me mëlçi të grira e me erëza dhe të ndara në copa të vogla që hahen zakonisht të pjekura ose të skuqura, kole. *Suxhuk i tymosur. Poqi (skuqi) një suxhuk. Bënë su-xhukë për dimër.*
2. Llokum në trajtë të rrumbullakët e i mbushur me arra.
SY,~RI *m. sh.* ~, ~TË. 1. Organi i të parit te njeriu dhe te kafshët, që ndodhet në pjesën e për-parme të kokës ose anash saj. *Syri i djathtë (i majtë). Me sy të mëdhenj (të vegjël). Me sy të zinj (gështenjë, të kaltër). Me sy të dale (të kërcyer, të futur). Me sy të skuqur (të përlotur, të përgjumur). Me sy hapur (mbyllur). Sy xhami (i vënë, artificial)* cope xhami, e përpunuar në mënyrë të veçantë dhe me ngjyra të përshtatshme, që vihet në gropën e syrit të hequr. *Bebja (ninëza, nusja, drita) e syrit. E bardha (të bar-dhët) e syrit. E zeza (të zitë) e syrit. Kokërdhoku i syrit. Kapakët e syve. Zgavra (gropa) e syrit. Nervi i syrit. Cepi (bishti) i syrit. Cipë (perde) në sy. Sklepat e syve. Sëmundje sysh. Mjek i syve. Hap (mbyll) sytë. Kapsalliti (picërroi, përpëliti) sytë. Zgurdulloi (ça-kërriti) sytë. Ngriti (uli) sytë. Rrotulloi (perëndoi) sytë. Fërkoi sytë. I lidhi (i zuri) sytë. 1 shkëlqejnë (i ndritin) sytë. Iu ndezën sytë. I lotojnë (i qajnë, i djegin) sytë. I vishen (iu lëbyrën) sytë. lu qepën (iu mbyllën) sytë nga gjumi. la vret drita (dielli) sytë.*
*2.* Aftësia për të pare, shikimi, të parët. *Ka sy të forte (të dobët). I ka sytë të mprehtë (të stërvitur). Syri të gënjen (të rren). Humbi sytë. E kanë lënë sytë* mezi sheh; është verbuar. *erdhën sytë. Iu errën sytë.*
*-Me merren sytë* me turbullohet shikimi, nuk shoh qartë, me erret vështrimL,.
3. Vështrimi a mënyra e të vështruarit si shprehje e jashtme e gjendjes së brendshme të dikujt; mënyra si shikon dikush; shikim, vështrirrMAIe *sy të gëzuar (të qeshurf? Me sy të pastër (të kulluar). Sy të egërsuar (të ndezur)-r Me^sy lutes (hetues, pyetës, kureshtarë).*
4. Të drejtuarit e këtij organi mbi dike a mbi diçka për ta pare; shikim, vështrim. *Hodhi (shtiu, lëshoi) sytë diku. Drejtoi (ktheu) sytë nga dikush a nga diçka. I largoi (i hoqi) sytë. la nguli (ia mbërtheu, ia^qepi) sytë dikujt a d^fç^k,,aj^. I ndali sytë t e dikush a t e ~dlç~ka. Ë përcolli (e ndoqi, e shoqëroi) me sy. E kërkonte me sy. I iku (i shpëtoi, iu zhduk) nga sytë. Ia rrok (ia kap) syri. Treti sytë larg. Kryqëzuan (takuan) sytë. Ngado që të kthesh syte*
5. *fig.* Mënyra si e vështrojmë a e vlerësojmë dike ose diçka, pikëpamja a pozita nga nisemi për të gjy-kuar për dike a për diçka; këndi i vështrimit. *Me syrin klasor (politik, revolucionar). Me sy kritik (mirëda-shës). Me një sy të ri. Me syrin e mjeshtrit (e mjekut, e shkencëtarit). I sheh çështjet me një sy të caktuar. Ka rëndësi se me ç'sy e sheh.*
*6. fig.* Vëmendje e mprehtë dhe e përqendruar mirë diku për të mos na shpëtuar gjë pa e vënë re, vigji-lencë; mbikëqyrje. *Syri i masës (i popullit). Syri dhe veshi i klasës punëtore. Nuk i shpëtojnë syrit dhe gjy-kimit lë klasës.*
7. *vet. sh. bised.* Fytyra, faqet. *Lau sytë. Ia hoqi (ia përveshi) syve.*
8. *bised.* Pamje, paraqitje e jashtme, zakonisht e mirë e diçkaje, dukë. *Nuk ka sy. Duket i mirë në sy.*
9. *fig.* Vend prej nga duket mirë hapësira përreth; pika më e përshtatshme, me në qendër, mesi. *Në syrin e diellit* në një vend ku rrezet dhe drita e diellit janë të forta. *Në sy të ditës* në kohën kur është më e forte drita e ditës, në mes të ditës. *Kishte dale në një sy mali. Ai qytet ishte syri i tregut.*
10. Lak i rrumbullakët në skaj të një filli a të një litari. *Syri i litarit.*
11. *tek.* Vrimë e rrumbullakët ku futet një vegël a një pjesë tjetër. *Syri i pistonit (i boshtit).*
12. *anat.* Nyja ku lidhen dy kocka, kyç. *Syri i këmbës* secila nga pjesët e ngritura të kockës te qafa e këmbës. *Syri i gjurit* kupa e gjurit.
13. *vet. nj. shtypshkr.* Pjesa e ngritur e shkronjës prej plumbi, që merr bojë dhe që del në letër. *Syri i shkronjës. Sy i vrarë (i zbehtë). I prishet (i vritet) syri* dëmtohet pjesa e shkronjës që merr bojë.
•*k* (Mat, çmoj, përcaktoj) me sy (mat, çmoj, për-caktoj...) me hamendje, përafërsisht, jo me një masë të caktuar e në mënyrë të përpiktë. Në sytë *e dikujt* a) sipas vlerësimit të dikujt, siç e gjykon,e Iquan ose e mban dikush; para vlerësimit a gjykimit të| dikujt; b) në prani të dikujt, duke qenë një tjetër pep aty, haptas përpara të tjerëve dhe pa përfillur qën-drimin e tyre (zakonisht për një veprim të dënueshëm, të! papranueshëm). Përpara (para) syve *të dikujt* a)J në prani të dikujt, kur është dikush tjetër aty; b) hs(pur, sheshit. Sy ndër sy mu përpara dikujt; haptazi në; prani të dikujt dhe pa e përfillur. Sy për sy (sy me sy) vetëm për vetëm me dike, pa dëshmitarë të tjerë; ba'llë për ballë. Nuk u beson syve (veshëve) *shih te* BE-SO J. Me bënë sytë *shih te* BËJ. la bëj me sy *di k uj t* i s|hkel syrin, i luaj syrin. Ma bën me sy *shaka.* me tërheq shumë diçka për ta raarrë ose për ta blerë, me josh. I ra me sy (udhës, sheshit, fushës) *shih le* BIE i. Bie në! sy a) *dikush* bën diçka që tërheq vëmendjen e *(ë* tjerëve; ecën pauruajtur dhe e shohin; diktohet; b)*\di'k us h* dallohet a shquhet për diçka; *t)diçk a* dallohet a duket mirë në mes të gjërave të tjera, duket qartë; tërheq vëmendjen. I dolën sytë iu lodhën shumë sytë duke bërë një punë të imët, duke lexuar gjatë etj. I dalshin sytë! *mallk. shih te* DAL. Nuk i dal në sy *d i -k iij t* edhe *poh.* nuk kam guxim të takohem me dike nga turpi, ngaqë kam bërë një gabim a nuk kam plo-tes|uar një zotim etj., nuk i dal dot përpara. Drejtoi syt;ë (vështrimin) *nga dikush a nga diçka shih te* DREJTOJ. Drita e syrit (e syve) *shih te* DRITË, ~^V. I dhembin sytë (kur e sheh) *shih te* DHEMB. I erri sytë *shih tek* ERR. M'u errën sytë *shih tek* ERREM. Iu errën sytë *shih tek* ERREM. M'u errësuan sytjë *shih tek* ERRËSOHEM. Fryji sytë! *shih te* FRYJ. Nuk të fryn në sy nuk të gjendet pranë kur ke nevojë, nuk të ndihmon kur ke ndonjë hall. I janë gërryer sytë *shih te*

GËRRYHEM. Ma ha syri *shih te* HA ig. Sa të ha (të përfshin, të rrok) syri aq sa arrin të shikosh rreth e rrotull deri larg, la hëngri sytë *dikujt shih te* HA. E hëngri me sy *shih te* HA. Hap (çel) sytë *shih te* HAP. Hapi (çeli) sytë! ki kujdes!, mos rri i shkuj-desur!, mos e fli mendjen!, ruaju! la ka hapur syrin *dikujt shih te* HAP. I hap (i çel) sytë *dikujt shih te* HAP. I hapi sytë *shih te* HAP. Iu hap syri *shih te* HAPEM. I janë hapur (1 janë çelur) sytë *shih te* HAPEM. I hodM një sy *diçkaje shih te* HEDH. E Ijoqi sysh *dike shih te* HEQ. Hiqmu (shporrmu) sysh! largohu nga unë e mos me dil përpara! Humbi në sytë *e dikujt shih te* HUMB. S'më hyn në sy a) *dikush a diçka* me duket pa vlerë e pa rënlJësi; nuk ma mbush mendjen se ka ndonjë vlerë a rëndësi; b) *a s k u s h, asgjë* nuk mund të ma zëvëndësojë askush (asgjë) humbjen e një njeriu a të diçkaje shumë të shtrenjtë. Me iku nga sytë a) u largua pa u vënë re, iku tinëz; b) me shpëtoi pa e vënë re një gabim, një e metë etj. E ka syrin për *diçka* ka ndërmend të bëjë diçka, ka një qëllim a një synim. E ka syrin *t e dik ush a t e diçka* a) kërkon ta ketë, ta shtjerë në dorë, e lakmon; b) e ka vëmendjen te dikush a te diçka; c) i ka varur shpresat te dikush a te diçka. IFe ka për sy (s'e ka në sy) nuk i pëlqen (zakonisht nga pamja e jashtme); nuk e ka qejf, nuk e do. Të kënaqet syri *shih te* KË-NAQEM 1. Kthej sytë *nga dikush a nga diçka* a) nis t'i kushtoj vëmendje të posaçme dikujt a diçkaje; i jap fëndësi, e vlerësoj në radhë të pare; b) kërkoj ndihmë, i vë shpresat te dikush a te diçka. Kullot sytë *shih te* KULLOT. I lagu sytë *shih te* LAG. Laj sytë *dik u shih te* LAJ. Sa pa (are sytë *shih te* LAJ. La sytë pas *dik ujt a pas diçkaje shih le* LË. la lau sytë *diçkaje shih te* LAJ. Nuk e lëshon (nuk e heq) nga sytë *shih te* LËSHOJ. Mori sytë (mori sytë e iku) u largua me nxitim nga një vend,
iku nga sytë këmbët. M'i mori sytë *diçka shih te* MARK. Ma merr syri *diçka shih te* MARR. T'i merr sytë *diçka a dikush shih te* MARR. E mori në sy *diçka* edhe *moh.* e mori parasysh pa u trembur një pasojë të keqe që mund të vinte nga një qëndrim a veprim i caktuar. I merren sytë i turbullohet vështrimi e gënjehet nga diçka. E mati me sy *dike shih te* MAT 2. I mbaj (i kam) sytë *t e dikush a t e diçka* i kam të gjitha shpresat te dikush a te diçka, i var shpresat te dikush a te diçka. I mbeti syri (i mbe-tën, i ngeiën sytë) *t e dikush a t e d' i ç k a* e shikoi gjatë e me bindje dike a diçka të bukur që i pëlqeu shumë, nuk ia ndau vështrimin. I mbërtheu sytë *mos-përf. shih te* MBËRTHEJ. Me mbiu në sy *mospërf.* me del përpara aq shpesh sa me mërzit. I mbushi sytë (me lot) *shih t*ₑ MBUSH. Nuk ta mbush (nuk ta zë) syrin *shih te* MBUSH. M'u mbush syri (plot) kam përpara shumë njerëz, shumë fëmijë ose shumë gjëra që i dëshiroja dhe jam i kënaqur. Mbylli sytë *shih te* MBYLL. Ia mbylli sytë *dikujt shih te* MBYLL. I mbylli sytë *dikujt* ishte te koka e dikujt në çastin kur ky vdiq, u kujdes për dike deri në çastin e fundit. S'mbyll sy *shih te* MBYLL. Mbyll një sy *shih te* MBYLL. Me mbyllen sytë *shih te* MBYLLEM. Mpreh sytë *shih te* MPREH. Nuk ia ndan (nuk ia shqit, nuk ia heq) sytë e shikon vazhdimisht e me ngulm, nuk e shkëput vështrimin për asnjë cast. I ndriti sytë (dhëmbët) *dikujt shih te* NDRIT. la ngjiti sytë *shih te* NGJIT. Nxjerr sy (syrin) *diçka shih te* NXJERR. Nxjerr sytë *shih te* NXJERR. I nxori (i qiti) sytë *dikujt shih te* NXJERR. Le të nxjerrë sytë! *shih te* NXJERR. M'u njomën sytë *shih te* NJOMEM. I perëndoi sytë *shih te* PERËNDOJ. (I) perëndon sytë *shih te* PE-RËNDOJ. Ia plasi ndër sy *dikujt shih te* PL AS. Me plaçin sytë! *bet.* betohem për diçka të shtrenjtë se është ashtu si e them, betohem për sytë e ballit. Të plaçin sytë! *shar.* ku e ke mendjen, që e bën diçka keq ose që e dëmton diçka! E përfshiu me një sy (me një shikim, me një vështrim) *shih te* PËRFSHIJ 7. E përpiu me sy *shih te* PËRPIJ. Të pi sytë *dikush shih te* PI. Të pi nga sytë *dikush shih te* PI. I qan syri (i qajnë sytë) *p ë r dike a për diçka shih te* QAJ. I qepi sytë *shih te* QEP. Ia qepi sytë *dikujt a diçkaje shih te* QEP. Qorroi njërin sy *shih te* QORROJ. E rrëmbeu (e vodhi) me sy *shih le* VJEDH. I rrodhën sytë a) qau shumë me lot; b) lexoi ose bëri një punë të gjatë, sa iu lodhën shumë sytë. për sytë e ballit (për këta sy që kam në ballë) *bet. për* gjënë më të shtrenjtë që kam, për fjalën e nderit. Në sy të botës (të dynjasë) *shih te* BOTË,~A 1. Sa për sy (sa për faqe) të botës sa për t'u dukur përpara të tjerëve, vetëm për t'u paraqitur mirë e në rregull para të tjerëve; pa çiltëri. për sytë e bukur *të dikujt iron,* vetërnv sa për t'i bërë qejfin dikujt, jo sepse e meriton ose sepse ashtu e kërkon puna; për hater të dikujt. Me sytë duman *shih te* DUMAN,~I. Syri i keq (i lig) *vjet.* a) aftësia e njeriut, sipas besëtytnive, për t'i bërë keq dikujt ose për t"i parandjellë një të keqe gjoja vetëm duke e pare; b) pasoja që i mbetet dikujt, sipas besëtytnive, nga veprimi i një njeriu që ka këtë aftësi; gjendja e njeriut, të cilin sipas besëtytnive, e kanë marrë mësysh. Sa për sy e faqe a) sa për t'u dukur; sa për t'u quajtur se u be diçka ose se është në rregull, sa për të kaluar radhën, sa për të thënë; b) jo me çiltëri, jo me gjithë zemër. Me sy hapur (hapët) *shih te* HAPUR. Me sy të lire (të zhve-shur, të zbuluar) *shih te* LIRE (i,e) 6. Me sytë e mendjes me anë të përfytyrimit; me anë të arsyes. Me sy mbyllur *shih te* MBYLLUR. Me syrin (me sytë) xixë *shih te*XIXË,~A. Me sytë e zemrës duke u nisur nga ndjenja e dashurisë ose e dashamirësisë, jo me arsye të ftohtë e pa u bërë thirrje ndjenjave. Shëtit sytë (vështrimin) *shih te* SHËTIT. E shikoj në sy *d i ç k a* i dal përballë me guxim, nuk i trembem; e marr ashtu siç është në të vërtetë, pa pasur frikë nga pasojat. I ka shkarë syri *dikujt shih te* SHKAS. I shkel (i luaj) syrin *dikujt shih te* SHKEL. Me shkon (me vete) syri *t e dikush a t e diçka* a) me tërheq vëmendjen, e shoh ras-tësisht; b) me pëlqen diçka që e shoh së pari, karri dëshirë ta kem a ta marr. Shkrep syrin *shih te* SHKREP. E pashë me sytë e mi kam qenë dëshmitar a i pranishëm vetë për diçka, jam plotësisht i sigurt se diçka është ashtu. Mos ia pafsha sytë! nuk dua të kem të bëj me me dike që është sjellë keq ose që me ka bërë një të keqe, nuk dua ta takoj me kurrë. Nuk e shoh dot me sy (s'dua t'ia shoh sytë) e kam marrë inat dike ose nuk me pëlqen fare, aq sa nuk dua të me dale përpara; me ngjall neveri, s'e duroj dot. Shqeu (hapi) sytë *shih te* SHQYEJ. Nuk ia shtie sytë *shih te* SHTIE. Shtroj syrin *shih te* SHTROJ. Shtrydh sytë *shih te* SHTRYDH. Iu shuan sytë *shih te* SHUHEM. Me takohen sytë *me dike shih tek* TAKOHEM. Si trembet (s'i fiket) syri *shih tek* TREMBEM. M'u tha syri për *diçka* me mungon diçka prej shumë kohësh, ka shumë kohë që nuk e kam në përdorim, nuk e shoh etj. Na thave sytë *shih te* THAJ. Iu thafshin sytë! *mallk. shih te* THA-HEM *5.* Ta thotë në sy *shih te* THEM. Ia tha (ia për-plasi) në *sy diçka dikujt* ia tha hapur një ga-bim, një faj, një të metë etj., ia tha troç. Me therin sytë *shih te* THER. I ka veshur sytë *diçka shih te* VESH. M'u veshën sytë *shih te* VISHEM.

Nuk i ve-tëtln syri është trim i madh, nuk i bën syri tërr. E vodhi (e rrëmbeu) me sy *d i' k ë* e pa fshehurazi, pa u vënë re nga të tjerët (thuhet për dike që na pëlqen shumë). Ia vuri (ia shtiu) syrin a) *dikujt* e zgjodhi midis të tjerëve për t'i ngarkuar një punë, për ta caktuar në një vend, për t'u fejuar a martuar më të et j.; b) *diçkaje* lakmon ta sht jerë në dorë. Me vret sytë *diçka shih te* VRAS. Zbardhi sytt *rnqspërf. shih te* ZBARDH. I zuri sytë *d i k uj t* a) e pengoi me më-nyra të ndryshme që të shohë a të kuptojë të vërtetën; e mashtroi, i mori mendtë dikujt; *b) me d i ç k a* i para-qiti diçka sa për ta gënjyer a mashtruar. Ma zuri syri e pashë rastësisht diku, në kalim e sipër, në mes të të tjerëve. Iu zvogëluan sytë *shih te* ZVOGËLOHEM. M'u be plage *nisy diçka shih te* PLAGË,~A. M'u be syri baker? ë r *diçka shih te* BAKËR,~RI. M'u bënë sytë ujë *shih tek* UJË,~I. M'u bënë sytë *u&përdikë shih tek* UJË,~I. Me bëjnë sytë agull *shih tek* AGULL,~I. Eka bërë syrin gozhdë *shih te* GOZHDË,~A. Bëri (mori) një sy gjumë *shih te* GJUMË,~I. Bëj syrin gjyveç *shih te* GJYVEÇ~I. I bëj sytë katër *shih te* KATËR. I bëjnë sytë tre e tre *dikujt* nuk sheh mirë, i merren sytë (zakonisht nga një sëmundje a nga një shqetësim i madh). E bëri një sy qorr (të verbër) *shih te* VER-BËR (i,e). Me bën syri (shpirti) rehat *shih te* RE-HAT, ~I. Nuk i bën syri tërr *shih tek* TËRR. Ia beri sytë vetëtimë dikujt *shih te* VETËTIMË,~A. I ra gjaku në sy (në lëkurë) *shih te* GJAK,~U i. I ka dale (i ka mbirë) bari në sy (në faqe) *shih te* BAR,~I I. I dolën sytë dokërr *shih te* DOKËRR,~RRA. I do-lën sytë jashtë (nga vendi) u zgurdullua fort (nga tme-rri, nga habia, nga mundimi, nga zemërimi etj.). Nuk i dridhet (nuk i lëviz, nuk i luan) syri (bebja e syrit, qepalla, qerpiku) është trim i madh, e pret a e përballon gjithçka pa u trembur. E do si kripën në sy *dike iron, shih te* KRIPË,~A. Ëndrra me sy hapur (me sy çelur, zgjuar, në mes të ditts, në diell)
*shih tek* END ËRR,~RRA 3. Fie me një sy (hapur) *shih te* FLE. Fie me sy hapur (hapët) *shih te* FLE 1. Flet me sy e me vetuila i lëviz shumë sytë e vetullat kur flet; bashkë me fjalët përdor edhelëvizjet e fytyrës për të shprehur mendimet e ndjenjat e veta. Sa t'i futësh gishtat në sy është errësirë shumë e madhe, nuk mund të shohësh dy hapa larg. Gardhi ka sy *shih te* GARDH,~I. Gjithë (tërëj sy e veshë me vëmendje të madhe që të mos i shpëtojë asgjë; shumë i vëmend-shëm për të marrë vesh diçka a për të dëgjuar diçka që i pëlqen etj. Të ha (të qëron) të bardhën e syrit *shih te* BARDHË,~A (e). Të ha në dritë të syrit *shih te* DRITË,~A. Të ha kokërdhokun e syrit *shih te* KOKERDHOK,~U. Ia ha syri në qime *dike* e sheh fare mirë dike dhe mund ta qëllojë me pushkë. Sa hap (sa çel) e mbyll sytë *shih te* HAP. E hodhi (e fugu, e vuri, e ktheu) festen (kësulën, qeleshen, kapelën, takijen) mbi sy (mënjanë) u qetësua, e fjeti mendjen pasi e vuri një punë në rrugë të mbarë ose pasi i si-guroi të gjitha gjërat që i duheshin, i kapërceu të gjitha vështirësitë a telashet dhe e ka çdo gjë në rregull. I hodhi hi (pluhur) syve *dikujt shih te* HI,~RI. I hodhi kashtë syve *dikujt shih te* KASHTË,~A. S'ia heq zhiblën nga syri *dikujt shih te* ZHIBËL, ~LA. Humbi dritën e syrit (e syve) *shih te* HUMB. Iku (shkoi, ia mbathi) nga (ku) sytë këmbët iku me vrap nga një vend për të shpëtuar në një drejtim të pacaktuar a të panjohur, iku nga e çonin sytë, ia mbathi më të katra. E ka gjak në sy *shih te* GJAK,~U 1. E ka hale (ferrë, gjemb, shushull) në sy *shih te* HALË, ~A. E ka syrin atje (aty) *dikush* synon diçka të caktuar, atje i rri mendja, atë e dëshiron e përpiqet ta ketë. E ka syrin baker *shih te* BAKËR,~RI. I kam sytë në ballë *shih te* BALLË,~I1. E kanë sy në ballë *dike* e duan shumë, e duan dhe e ruajnë si sytë e ballit. E kanë si dy sytë *dike* e kanë si sytë e ballit. Pash (pasha) sytë e ballit *bet. për* gjënë më të shtrenjtë që kam, për sytë e ballit. E ka syrin boçë *shih te* BOÇË,~A. I ka sytë dollap *shih te* DOLLAP, ~I. S'ka sy e faqe ka bërë diçka të keqe ose të turpshme dhe nuk mund të guxojë me t'i dale përpara dikujt a t'i kërkojë diçka; është bërë me turp e s'del dot përpara të tjerëve. Me ç'sy e ç'faqe s'ka sy e faqe. E ka syrin të hapur *shih te* HAPUR (i,e). I ka sytë me jakëz *mospërf. shih te* JAKËZ,~A. Ka sy të lig (të keq) ka aftësinë për të marrë mësysh (sipas besëtytnive). E ka syrin të madh për *diçka* lakmon shumë, kërkon gjëra që nuk i përkasin ose që janë jashtë mundësive të tij. I ka sytë me majë *shih te* MAJË, ~A. E ka syrin pishë (kokërr) *shih te* PISHË,~A. E ka syrin plot *shih te* PLOT. E ka syrin plumb (plumbc) *shih te* PLUMB,~I. E ka syrin pushkë (shigjetë) *dikush shih te* PUSHKË,~A. Si e ke syrin e pushkës? *shaka. shih te* PUSHKË,~A. Nuk i ka sytë në vend nuk e sheh mirë atë që bën. E ka syrin xixë (i ka sytë xixë) *shih te* XIXË,~A. S'ka ujënë sy *shih tek* UJË, ~I. Ktheu sytë nga qielli *shih te* QIELL,~I. Deri ku të arrin syri aq larg sa mund të shohësh, shumë larg, tej në horizont. Ku i ke sytë? përdoret për t'i tërhequr vëmend jen dikujt ose për ta qortuar për një gabim a një të metë në punë. S'i Ia sy e faqe e turpëroi a e shau rëndë, e bëri që të ketë turp t'u dale të tjerëve përpara; i mori fytyrën. I lëshojnë (i bëjnë, i nxjerrin) sytë shkëndija (çika, xixa) a) i erret vështrimi dhe i duket sikur ka diçka të ndritshme përoara (nga një goditje e forte etj.); b) i shkëlqejnë fort sytë nga zemërimi i madh ose nga urrejtja; c) ndien gëzim të madh, nuk përmbahet dot. Mori botën (dheun) ndër sy *shih te* MARR. Ka marrë detin me sy *dikush*i dulcet çdo gjë shesh me lule, ka dëshira e shpresa të tepruara, kujton se do të bëjë gjëra të mëdha. Mori të keqen (të ligën) në sy *d i k u s h* i doli një të keqeje ballëhapur, iu fut diçkaje pa frikë duke e njohur rrezikun. Mori malin me sy *dikush* iku diku në male, u zhduk në male, mori malet. Mori sytë e iku *shift te* MARR. E ka marrë vdekjen në sy nuk i trembet vdekjes, nuk ka frikë se vdes, tregohet trim. I mban sytë dollap *shift te* DOLLAP,~I. I mbaj sytë hapur ndjek vazhdimisht me vëmendje e me kujdes ato që ndodhin përreth, jam gjithnjë i gatshëm për t'u bërë bailë rreziqeve e të papriturave, jam vigjilent. I mbanin (i ngrinin) sytë nga qie))i *shih te* QIELL,~I. Mbaj syrin në shtjekëz *shih te* SHTJEKËZ,~A. S'i mbeti (s'i ngeli) sy e faqe u turpërua keq e nuk mund t'u dale më të tjerëve përpara. M'u mbush syri me gjumë *shift te* MBUSHEM. Iu mbushën sytë me lot *shih te* MBUSHEM. I mbylli sytë përgjithmonë *lart.* vdiq. Mbyll një sy e një vesh (bën një vesh të shurdhër e një sy qorr) *para dikujt a diçkaje* bën sikur nuk sheh e nuk dëgjon; bën lëshime e tregohet ze-mërgjerë ose i butë për dike a për diçka, lë të kalojë diçka që është e parregullt a e gabuar. la njoh beben e syrit *dikujt shih te* BEBE,~JA n. I pikon syri gjak e bën diçka duke u munduar shumë, lodhet jashtë mase. E priti me lot në sy *shih te* LOT,~I. Mos të qaftë syri kurrë! *ur.* qofsh gjithnjë i lumtur, mos të rënçin fatkeqësi. E ruaj (e dua) si sytë e ballit (si dritën e syve) e kam si gjënë më të shtrenjtë, kujdesem shumë për të dhe e mbroj nga çdo e

keqe ose cenim. E man si syrin e vetëm e ruan si diçka shumë të shtrenjtë, kujdeset shumë për të. E shikoj (e vështroj) në bebe të syrit *shih te* BEBE,~JA n. E sheh (e shikon, e vështron, e vëren) me bishtin e syrit *shih te* BISHT, ~I. Ka parë botë (dynja) me sy *shih te* SHOH. Nuk sheh buallin para sysh *shih te* BUALL,~I. Pa kiametin me sy *shih te* KIAMET,~I. E pashë me sytë e ballit (me këta sy) e pashë vetë, isha vetë atje kur ndodhi diçka. E sheh (e shikon, e ka, e vështron) me sy të keq (të lig, të shtrember) *shih te* SHTREMBËR (i,e). E sheh (e ka) me sy të mirë *dike* e shikon me dasha-mirësi, me simpati; ka mendim të mirë për dike a për diçka, e përkrah duke u nisur nga mendimi i mirë që ka për të. Mos i paftë syri keq! *ur. shift te* SHOH. Nuk i shohin sytë këtej *shih te* SHOH. E shikon me syrin e njerkës *shih te* NJERKË,~A. E shikon me syrin plot *dike a diçka shih te* PLOT. E shoh me një sy tjetër *shih tek* TJETER. E pa vdekjen me sy *shift te* SHOH. E shikon të vërtetën në sy *shih te* VËR-TETË,~A (e). Është t'i shkelësh në dritë të syrit *shih te* DRITE,~A. Nuk i veton (as që i veton) ashka e syrit *dikujt shih tek* ASHKË,~A. I kanë vënë ag sytë *shih tek* AG,~U. I kanë vënë (i kanë zënë) cergë sytë*shih te* CERGË,~A. Nuk vuri (nuk shtiu) gjumë në sy *shih te* VË. I kanë vënë sytë tis *shih tek* TIS,~I r. E vështroj me sy të mprehtë *diçka shih te* MPREH-TË (i,e). E vodhi me bisht të syrit e pa rastësisht, e pa kalimthi a shkarazi. Ta vjedh hundën midis (në mes të) syve *shih te* VJEDH. I zuri sytë buka (e mini) *shih te* BUKË,~A. I zëntë sytë buka! *maflk.* u verboftë! (thuhet për dike që tregohet mosmirënjohës ndaj atyre që e kanë rritur a që janë përkujdesur shumë për të). I kanë zëoë sytë lesh *shih te* LESH,~I. I kanë zënë sytë mjegull *shih te* MJEGULL,~A 2. I arrijnë sytë gjer te maja e hundës *keq. shih te* HUNDË,~A. S'n besot) as syve, as veshëve *ti vet dikush* kërkon t'i vërtetojë e t'i saktësojë mirë gjërat, është shumë i kujdesshëm e nuk beson asgjë pa e vërtetuar vetë.

Një cope mish me dy sy *mospërf. shih te* MISH,~I. E di ku i ka morri sytë *shih te* MORR,~I. Do (kërkon) të dijë ku e ka pleshti syrin *shih te* PLESHT,~I. Duart dga mielli, sytë nga qielli e bën një punë pa e pasur mendjen aty, është i pakujdesshëm a i papërqendruar në punë. I ka lotët në majë të syrit *shih te* LOT,~I. Xorbi korbit (sorra sorrës) s'ia nxjerr sytë *fj. u. shih te* KORB,~I. Larg sysh, larg zemrës *u.* njeriun që është shumë kohë larg edhe mund ta harrojnë e të mos e kujtojnë si të afërt e të dashur. Me mirë të të dale syri sesa nami *fj. u.* emri i mirë a i keq që përhapet për dike i sjell nganjëherë shumë ngatërresa e pasoja të këqija. Qesh me sy e qan me zemër *shih te* QAJ. E ruan si qorri syrin e vetëm *shih te* QORR,~I. Rrit sorrën të të nxjerrë sytë *shih te* SORRË,~A. Syri i bardhë si një kokërr dardhë *fj.* “. thuhet kur dikush duket nga sytë se është njeri i butë e zemërmirë. Syri plot e dora thatë thuhet për të vënë në dukje raste të till a, kur, ndonëse përreth ka me shumicë nga të gjitha gjërat, dikush nuk ka mundësi të shtjerë në dorë diçka për vete a për të tjerë. Një sy verboje, një vesh shurdhoje! i thuhet dikujt kur e këshillojmë që të bëjë sikur as nuk sheh, as nuk dëgjon. Ç'i sheh (ç'i zë) syri, ia bën (ia zë) dora është mjeshtër për çdo punë, i vjen ndoresh për çdo gjë, e bën gjithçka shumë mirë. Shih me sy e plas me zemër (shih me sy e s'është për ty) thuhet kur diçka e dëshirojmë shumë, por nuk mund ta kemi. S'sheh syri, sheh mendja thuhet kur nuk e vëmë re dike a diçka që na del përpara, sepse e kemi mendjen gjetiu. Ia tha të katër të vërtetat në sy *shih te* VËRTETË,~A (e). Kur shtie drutë, hap sytë *fj.u. shih te* SHTIE. Të jep thonjtë e bnfit për të të nxjerrë sytë *keq.* thuhet kur dikush të bën një të mirë të vogël gjoja për të të ndihmuar, por synon që me pas të të bëjë një të keqe të madhe. Në vend që t'i vinte vetulla, i nxori sytë *shih te* VETULL,~A. Fusha ka sy e mail (pylli, gardhi, muri) ka veshë. *u. shih te* FUSHË,~A. Shikon (sheh) qimen në syrin e tjetrit dhe nuk shikon (nuk sheh) trarin në syrin e vet *shih te* QIME,~JA. B a r i i syrit *bot. shih te* BAR,~I i. D h ë m b a -11 ë t e syrit *shih te* DHËMBALLË,~A. Lule syri *bot. shih te* LULE,~JA. S y m a g j i k *radio.* llambë e posaçme që vihet në radio për të parë rre-gullimin e përpiktë të vales në stacion. Syri i p a -11 o i t *bujq.* sëmundje që i bie zakonisht ullirit dhe që shfaqet me disa njolla të rrumbullakëta të murrme në gjethet e kokrrat, lia e ullirit.

SYBAJAME *mb.* Që i ka sytë me bisht në trajtën e bajames (zakonisht për vajzat e grate). *Vajzë sy-bajame.*

SYBARDHË *mb.* 1. Që i ka sytë ngjyrë hiri të çelur. *Vajzë (djalë) sy bardhë.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

SYÇ,~-I *m.* Druajtje para dikujt, frikë se mos ga-bojmë a themi çfarë nuk duhet. *Fol pa syç!*

SYÇAKËRR,~E *mb. keq.* Syvëngër, vëngarash, syll. *Fëmijë syçakërr.*

SYÇELË *ndajf.* 1. Me sytë të hapur, syhapur.

2. if *mb. fig.* Syhapët. *Ushtarë syçelë e të guxim-shëm. Të jemi kurdoherë syçelë.*

SYÇKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *përk.* Sy i vogël. *Syçkat efoshnjës.*

2. Syth i diçkaje të thurur, gojëz. *ikën (iu lëshuan) dy syçka nga çorapi.*SYDREJTË *mb.* Që ka $y të mprehtë për të qëlluar me artnë, që merr shenjë pa gabuar, shenjëtar.

SYENË,~A . *sh..* ~A, ~AT. Pellg i thellë në lumë a gjetkë, ku mund të zihet peshk.

SYFYR,~I *m. fet., vjet.* Buka e gjella që hanin besimtarët myslimanë gjatë ramazanit, para se të gdhinte, sipas paragjykimeve fetare.

SYGACË *mb.* Syshkëndijë.

SYGËSHTENJË *mb.* Që i ka sytë në ngjyrë të gështenjës. *Djalë flokëzi e sygështenjë.*

SYGRIFSHË *mb.* Që i ka sytë të bardhemë e të larmë.

SYGJALLË *mb.* Që ka vështrim të gjallë të syve, që duket nga sytë se është gjithë jetë e gjallëri në të menduar e në veprime. *Fëmijë sygjallë.*

SYGJARPËR,~RI *m. bot.* Lloj lulëkuqeje, që rritet në vende të papunuara ose në arat me grurë si bimë e egër e dëmshme.

SYHAPËT *mb.* Që është gjithnjë i vëmendshëm e ndjek me kujdes ato që ndodhin rreth tij, që nuk e lë veten të kapet në befasi a të mashtrohet; vigjilent; *kund.* sylesh. *Të jemi kurdoherë syhapët!*

SYHAPTËSl,~A . Vëmendje e madhe dhe kujdes për t'u ruajtur nga një rrezik e për të mos u kapur në befasi, të qenët syhapët; vigjilencë.

SYHAPUR *ndajf.* 1. Me sy të çelur, pa i mbyllur sytë. *Rrinte (flinte) syhapur. Nd?nji gjithë natën sy-hapur.*

*2. si mb. fig.* Syhapët. *Rojë syhapur. Qëndrojmë gjithnjë syhapur.*

SYKA,~U *m. bot.* Bimë barishtore e helmet, që rritet në livadhe e pyje, me gjethe të vogla të rrum-bullakëta dhe me lule ngjyrë trëndafili a vjollce në trajtë ylli.
SYKAÇKË *mb. keq.* Syrrush.
SYKALTËR *mb.* Që i ka sytë ngjyrë qielli. *Vajzë flokëverdhë e sykaltër.*
SYKAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dash i bardhë që ka rrathë të zinj rrotull syve a njolla të zeza në turi. *Dash sykan.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
SYKATH,~I m. Kath, elbth.
SYKEQ,~E *mb.* 1. Që, sipas besëtytnive, ka sy të keq, të dëmton po të të shikojë, që të ha me sy. 2. Smirëzi, ziliqar.
SYKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dele e bardhë me rrathë të zinj rrotull syve ose me njolla të zeza në turi; dele syskë.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dele sykë.*
SYKËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka njolla të murrme, të zeza a të kuqërremta rreth syve a në turi; i larmë (për bagëtitë). *Ka i sykëm. Dele e sykme.*
SYKUQ,~E *mb.* Që ka rrathë të kuqërremë rrotull syve (për bagëtitë). *Dele sykuqe.*
SYLARMË *mb.* Sylarush.
SYLARUSH,~E *mb.* 1. Që i ka sytë me ngjyrë të çelët dhe me disa pikla më të errëta. *Vajzë sylarushe.*
2. *si. em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *poet.* Vajz8 me sy të shkruar. *Qesh, e fol, moj sylarushe kr. pop.*
SYLESH,~E *mb.* 1. Që nuk e vë re dhe nuk e kupton mirë çfarë bëhet rreth tij, që mashtrohet lehtë dhe nuk e dallon mikun nga armiku. *Njeri sylesh.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E mori për sylesh. Armiku përfiton nga syleshët.*
SYLUGAT,~E *mb. shar.* Që i hap sytë shumë nga lakmia; i pangopur.
SYLYNJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Lëfyti i kroit. *Krua (çezmë) me tre sylynjarë.*
SYLL,~E *mb.* I vëngër, syçakërr.
SYLLIT *kai,* ~A, ~UR. Shikoj me bisht të syrit; e vështroj dike anash me cep të syrit.
SYMACE *mb. keq.* Që i ka sytë të bardhë e të ndritshëm si të maces.
SYMADH,~E *mb.* Që i ka sytë të mëdhenj.
SYMBYLLAS *ndajf.* 1. Me sy të mbyllur ose tS lidhur. *Ecte symbyllas. E kërkonte symbyltas.*
*2. fig.* Pa pasur nevojë ta shoh me sy atë që bëj; me shkathtësi të madhe, duke e ditur mirë ose duke e pasur shprehi. *E mbërthen dhe e zbërthen pushkën symbyllas. E bën symbyllas.*
3. *fig.* Pa shikuar dhe pa vënë re çfarë bëhet rreth vetes, pa i vlerësuar dhe i peshuar kushtet e rrethanat, verbërisht; kuturu. *Nuk ecën symbyllas. Nuk veprojmë symbyllas.*
4. *shih* SYMBYLLAZI$_2$. SYMBYLLAZI *ndajf.* 1. *shih* SYMBYLLAS.
2. *Luaj symbyllazi;* luaj së bashku me fëmijë të tjerë, ndër të cilët njëri mbyll sytë dhe duhet të gjejë të tjerët që janë fshehur; luaj symbyllthi, luaj kuka-fshehtas.
SYMBYLLTHI *ndajf. shih* SYMBYLLAS j-4. *Luaj-në symbyllthi.*
SYMËSHQERRË *mb. përk.* Që ka sy të mëdhenj dhe me shprehje të butë e të ëmbël. *Vasha symëshqerrii,*
SYMPREHTË *mb.* 1. Që i dallon mirë me sy gjërat e largëta a të imëta; që ka sy të forte. *Skifteri sy mprehtë.*
*2. fig.* Që ka aftësinë të vëzhgojë mirë çdo gjë, të rrokë gjithë imtësitë e të depërtojë thellë a të shohë larg në të ardhmen; që vëren me kujdes, që nuk i shpëton gjë pa ia kapur syri. *Vëzhgues symprehtë.*
SYMPREHTËSI,~A . Të qenët symprehtë, vetia e atij që është symprehtë.
SYNDRITUR *mb.* Që i shkëlqejnë sytë fort.
SYNET,~I *m. vjet.* Prerje e lafshës së organit mashkullor të fëmijëve sipas paragjykimeve fetare të myslimanëve dhe të hebrenjve; të përgjakurit, rreth-prerje. *bënin synet fëmijët me berberë.*
SYNETLLËK,~U *m. vjet.* Ceremoni që zhvillohej ndër myslimanët kur e bënin djalin synet; të bërët synet.
SYNGJI,~A . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Bajonetë. *Dyfek me syngji të mprehtë.*
SYNIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Qëllimi që kërkojmë të arrijmë e për të cilin përpiqemi, ajo që i vëmë vetes si cak a si detyrë; dëshira e forte dhe vullneti për ta bërë a për të arritur diçka. *Synime të qarta (fisnike).Synimi për të ndërtuar shpej't. Synimi për të mësuar. E bëri me synim të caktuar. Ka si synim. E arritën sy-nimin që kishin.*
2. *kryes. sh. keq.* Qëllimi i fshehtë a i hapur për të shtënë në dorë me çdo mjet një vend ose për të ven-dosur sundimin mbi të tjere't. *Synimet grabitqare të fashizmit (të imperializmit). Synimet italiane ku-ndr'ejt Shqipërisë. Synimet e imperialistëve dhe të so-cialimperialistëve për sundimin e botës.*
SYNOHET. *Pës. e* SYNOJ.
SYNOJ *ka.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kam si qëllim e përpiqem ta arrij këtë, e kam syrin te diçka. *Synojnë të qrrijnë më të përparuarit. Synonin të ngrinin popullin për luftë. Synonin pushtimin e vendit tone. Është e qartë ku synon.*
21 *Jokal.* Marr në shenjë për të qëlluar me armë. *Synpn mirë. S'e linte mjegulla të synonte.*
SYPAFJETUR *mb.* Që rri në gatishmëri të plotë për | të vepruar në rast rreziku, për të zbuluar veprime të dëmshme e armiqësore etj.; që vigjilon, që tregon vigjjilencë të madhe. *Rojë sypafjetur. Kufitarët tanë sypafjetur.*
SYPALLUA,~OI *m. bujq.* Lia e ullirit, syri i pa-lloitl.
SYPATREMBUR *mb. lart.* Që nuk di ç'është frika, që nuk i trembet syri; trim, guximtar. *Rojë (kufitar) sypatrembur. Trim sypatrembur.*
SYPETRIT *mb. lart.* 1. Symprehtë, syshqiponjë. 2.j *fig.* Sypatrembur, trim, guximtar. *Partizanët sypë,tritë. Në vijën e parë të luftëtarëve sypetritë.*
SYPËRMBYS *ndajf.* 1. Me kokën ulur e me fytyrë të ngrysur nga mërzia, nga pakënaqësia etj.; pa e parë tjetrin në sy kur i flet. *Mos i rri mikut sypërmbys!*
2.j *si- mb.* Që nuk vepron hapur, tinëzar.
SYPLASUR *mb. keq.* 1. Që nuk shikon mirë nga sytë ose që nuk tregon kujdes kur bën diçka; *si mallk.* që i plaçin sytë. *Nuk e sheh, more syplasur!*
*2.* Që gënjehet lehtë; që nuk dallon të mirën nga e keqja a mikun nga armiku, sylesh.
3.'*shin* SYKEQ,~E.
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Ç'na bëri, syplasuri!*
SYPRINË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Faqja e sipërme e diçkaje, pjesa që mbulon a vesh sipërfaqen e diçkaje; sipërfaqe. *Me syprinë të rrafshët (të lëmuar). Syprina e tryezës. Syprina e detit. Syprinë dërrase (xhami, mermen'j.*

2. \gjeom. Sipërfaqe e kufizuar dhe e treguar me një numër.
3. i Pjesa e sipërme e këpucës, faqe. *Me syprinë të butë.\ Syprinë lëkure (boksi). Këpucë gome me syprinë pëlhUre. Pret syprina. Makinë për qepjen e syprinave.*
SYQENËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *mit.* Figure e pe-rrallave popullore shqiptare, që përfytyrohej si një plakë keqbërëse me dy sy përpara dhe dy prapa.
S^QESHUR *mb.* Që ka pamje të gëzuar, që i qeshin sytë dhe fytyra. *Djalë (vajzë) syqeshur.*
SYRËZ,~IT *m. vet. sh.* Flluska të vogla që for-mohën si rreth në një shishe me raki a me një pije tjetër| kur e tundim, zinxhir me flluska të vogla; varg
ose grumbull sumbullash a bulash të vogla që formohen në sipërfaqen e një lëngu; sytha. *Syrëzit e rakisë.*
SYRGJYN,~I *m. bised., vjet.* 1. Gjendja e njeriut, që dënohej duke e detyruar të jetonte në një vend të largët për një kohë të caktuar, pa pasur të drejtë të ikte prej andej; internim në një vend të largët. *çonin (i bënin) syrgjyn* i internonin. *E dërguan syrgjyn. U kthye nga syrgjyni.*
*2.* Ai që ishte i dënuar me internim në një vend të largët.
3. *fig.* Ai që ishte i detyruar të rronte larg atdheut për të shpëtuar nga ndjekjet; i mërguar; gjendja e atij që rronte në këtë mënyrë. *Syrgjyn në dhe të huaj. Syrgjyn gjallë e syrgjyn vdekur.*
*A. përd. mb.* I internuar ose i mërguar.
SYRGJYNOS *kal.,* ~A, ~UR *bised., vjet.* 1. E dërgoj me dhunë dike në një vend të largët dhe e de-tyroj të qëndrojë at je për një kohë të caktuar; internoj në një vend të largët. *syrgjynosnin në Anadoll atdhetarët.*
2. *fig.* E detyroj dike të mërgojë jashtë atdheut.
SYRGJYNOSEM *bised., vjet. Pës. e* SYRGJYNOS.
SYRGJYNOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised., vjet.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SYRGJYNOS, SYRGJYNOSEM. *Syrgjynosja e qindra patriotëve.*
SYRGJYNOSUR (i,e) *mb. bised., vjet.* 1. Që është dënuar me internim në një vend të largët, i internuar. *Atdhetarët e syrgjynosur.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SYRRCSH *mb.* Që i ka kokërdhokët e syve pak të dale a të kërcyer jashtë zgavrave.
SYSK,~Ë *mb.* 1. Që ka rrathë të zinj rrotull syve a njolla të zeza në turi (për bagëtitë). *Dele (dhi) syskë. Dash (ka) sysk.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ca të bar-dha, ca syska, ca ruda. Po kërkon syskën.*
SYSHKËNDIJË *mb.* 1. Që i shkëlqejnë bebëzat e syve, që duket sikur i nxjerrin xixa sytë; sygacë.
2. *fig. lart.* Sypatrembur, shumë guximtar e symprehtë. *Heronjtë syshkëndijë. Udhëheqës syshkëndijë.*
SYSHKRUAR *mb. poet.* Që i ka sytë ngjyrë qielli dhe me disa pikla; që i ka sytë shumë të bukur. *Vajzë syshkruar.*
SYSHQIPONJË *mb.* 1. Që ka sy të mprehtë si të shqiponjës, symprehtë, sypetrit.
2. *fig. lart.* Që shquhet si trim e Iargpamës, që është sypatrembur në çdo rrethanë e kurdoherë, syhapët. *Komandant syshqiponjë. Prin Partia syshqiponjë. Pu-nonjësit e armës syshqiponjë* punonjësit e armës së sigurimit.
SYSHTREMBËR *mb.* I vëngër, syçakërr.
SYTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shenjëtar, sydrejtë. *Sytar që* S'I" *dridhet dora.*
SYTLIAÇ,~I *m. gjell.* Ëmbëlsirë që përgatitet duke zier oriz me qumësht e me sheqer, oriz me qumësht. *Një pjatë sytliaç. I hedh përsipër kanellë sytliaçit.*
SYTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bulë në majë a në anë të degës së drurit, nga e cila shpërthejnë gjethet dhe rriten bisqe të reja; mugull. *Sytha anësorë. Sythi fjetur* syth që nuk zhvillohet. *Shartojnë me sytha. Nxjerrin sytha pemët në pranverë.*
2. Secili lak i vogël që bën filli në rreshtin e diçkaje të thurur me shtiza; syçkë, gojëz e çorapit, e trikos etj.; çdo vrimë e rrjetës së thurur, aty ku bën lak filli, lakth; rreth i vogël që bëhet duke e lakuar litarin për ta shtrënguar, laku i litarit. *Bëri dy sytha. I ikën dy sytha. Kapi sythin. Sythat e rrjetës. Sythi i kapistrës (i kapistallit).*
3. Ilik në cepin e jakës së xhaketës. *Me një Me në syth.*
4. Secila nga vrimat e rripit, që shërbejnë për të futur kunjin e tokëzës. *Liroi (shtrëngoi) dy sytha të rripit.*
5. Vrimë e vogël në derë për të shikuar jashtë që nga brenda pa u dukur. *Syth me xham të posaçëm. Shikon nga vrima e sythit.*
6. Secila nga dy pjesët e hejbeve. *Sythat e hejbeve. Mbushi plot të dy sythat.*
7. Sirtar tryeze etj., syzë. *E nxori nga sythi.*
8. Pjesë e një kapitulli të një vepre, që trajton një çështje të veçantë dhe ka nëntitull të shënuar në anë të faqes së librit; shënim për një çështje të veçantë që botohet zakonisht në gjysmën e shtyllës anësore të një gazete. *Është trajtuar në një syth të veçantë.*
*9. fig.* Diçka e rrumbullakët a në trajtë kokrrize që del në sipërfaqe; flluskë e vogël, sumbull, bulë. *Sytha gjalpi(lyre).*
10. *përd. ndajf.* Sikur e kam parë me sy, me siguri, pa asnjë dyshim. *E di syth.*
SYTH *kal.,* ~A, ~UR. Bëj dhe shtrëngoj një lak; i bëj shtrënguar një syth. *sythi kapistrën kalit* i shtrëngoi kapistrën në turi kalit.
SYULLl *mb.* Që ka sy të mëdhenj, të zinj e të ndrit shëm.
SYVËNGËR *mb.* Që nuk e përqendron dot në një
vend shikimin e të dy syve, që shikon shtrembër; i vëngër, syshtrembër. *Fëmijë syvëngër.*
SYVOGËL *mb.* Që i ka sytë të vegjël.
SYZE,~T . *vet. sh.* Dy xhama të posaçëm, të ngër-thyer në rrathë prej metali a plastike, që vihen para syve për të parë me mirë ose për të mbrojtur sytë nga drita e forte dhe nga dëmtues të ndryshëm; gjyzlykë. *Syze dielli (të zeza). Syzet e errëta të metalurgut. Rrathë syzesh. Krahë't e syzeve. Këllëf (kuti) syzesh. Vë (heq) syzet. Mban syze.*
• I vë syze (gjyzlykë) *dikujt* përpiqet ta mash-trojë dike, kërkon t'ia paraqitë diçka ndryshe nga ç'është në të vërtetë. E shikon (e sheh) me syze të errëta e sheh ose e paraqit gjendjen a një punë më të keqe se sa është në të vërtetë, e nxin punën. G jar për me syze (me gjyzlykë) *shih te* GJARPËR, ~RI.
SYZE *mb.* Që ruan trajtën e rrumbullakët, që është si sy. *Vezë syze* vezë e skuqur pa ia prishur të verdhën.
SYZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Sirtar. *Syza e trye-zës (e dollapit). Hap (tërheq) syzën. E mban në syzë.*
2. Zgavra gjashtëkëndëshe e pites së mjaltit, qelizë e hojeve.
3. *shih* SYTH,~I1,2,9. *Syzat e pemës. Syzat e rrjetës. Rrjetë me syza të mëdha.*

SYZt,~ZEZË *mb.* Që i ka sytë të zinj. *Djalë syzi e vetullzi. Vajzë zeshkane e syzezë.*
SYZOHEM *vetv.* 1. Takohem me dike në rrugë a gjetkë. 2. Ballafaqohem me dike.
SYZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E nxjerr para syve të një tjetri për të provuar vërtetësinë e asaj që thotë, e ballafaqoj me dike.
2. Dalloj dhe përcaktoj atë që është me kryesore. *E syzoi mirë punën.*

# SH

1. Një nga bashkëtingëlloret c gjuhës shqipe dhe shkronja e njëzeteshtatë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja sh. Tingulli sh. Shkronja sh.*
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja *sh. Sh-ja e madhe (e vogël). Sh-ja e dorës (e shtypil).*
SHABAKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes SHABAKOHEM.
SHABAKOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~tAR. E
kaloj kohën në gosti e me qejfe, duke e tepruar më të ngrëna e më të pira.
SHABLLON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Model sipas të cilit bëhen sende me forme e përmasa të njëjta. *Shabllon metalik. Shabllon llamarine (druri, karlani). Prodhimi i shablloneve. Përgatit (përdor) shabllo-nin.*
2. Vegël që shërben për të kontrolluar ose për të matur përmasat e një sendi, vegël kontrolli. *Shabllon këndi. Kontrolloj me shabllon.*
3. *fig.* Përsëritja e diçkaje të njohur ashtu siç është, pa i ndryshuar a pa i shtuar gjë, kopjim mekanik; formulë, shprehje a ide që është përdorur dhe është shfrytëzuar nga shumë të tjerë. *Shabllone të huaja. Thyej shabllonet.*
4. *përd. ndajf. keq.* Ashtu siç është, pa i ndryshuar e pa i shtuar gjë, pa krijuar vetë asgjë, kallëp. *E mori (e zbatoi) diçka shabllon.*
SHABLLON,~E *mb.* Që bëhet duke përsëritur diçka të njohur ashtu siç është, pa i ndryshuar e pa i shtuar gjë, që kopjohet mekanikisht, që bëhet sipas një shablloni. *Përgjigje (fraza) shabllone. Pikturë shabllone. Në mënyrë shabllone.*
SHABLLONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Punëtor që përdor shabllone gjatë një pune. *Punon si shab-llonist.*
2. *fig. keq.* Ai që ftet, shkruan a vepron duke përsëritur tërësisht diçka të njohur, e cila është përdorur me përpara nga shumë të tjerë, ai që kopjon mekanikisht pa krijuar vetë asgjë. *Vepron si shabllonist.*
3. *si mb.* ~, ~E. Që bëhet sipas një shablloni, që ndjek verbërisht një shabllon, që zbatohet në mënyrë shabllone; që vepron në mënyrë shabllone. *Veprime shablloniste. Strategji shablloniste.*
SHABLLONlSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHABLLONIST,~I.
SHABLLON IZËM,~MI *m.* 1. Të vepruarit në mënyrë shabllone, ndjekja e verbër e shablloneve pa bërë përpjekje për të krijuar diçka të re e për të gje-tur forma pune të larmishme sipas rrethanave, kush-teve e kërkesave konkrete. *Shabllonizmi në punën kullurore. Shfaqje të shabllonizmit. Lufta kundër shabllonizmi!. Ra në shabllonizëm.*
2. *sh.* ~MA, ~MAT. Punë a veprime të kryera duke ndjekur verbërisht një shabllon. *Mbështetet në shabllonizma. U largohem shabllonizmave. Thyej shabllonizmat.*
SHAFRAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bot.* Bimë barishtore e vendeve të ngrohta, me zhardhok si të qepës, me gjethe të ngushta e të gjata rreth dy pë-llëmbë dhe me lule ngjyrëvjollcë e si hinkë, nga kre-zat e të cilave nxirret një lëndë e verdhë me erë të mire e me shije të hidhur; lënda që nxirret nga lulet e kësaj bime dhe që përdoret në gjellëtari e në in-dustrinë ushqimore, në parfumeri, në mjekësi, për ngjyrosje etj. *Lule shafrani. Ngjyrë shafrani. Vaj shafrani. Erë shafrani. I verdhë si shafran. Sikur ka ngrënë shafran.*
2. *përd. mb.* Shumë i verdhë. *verdhë shafran. Jane bërë ftonjtë shafran. V be shafran (në fytyrë)* u zverdh shumë.
3. *përd. mb.* Shumë i hidhur, helm; shumë i kripur. *hidhur shafran. E ndiej gojën shafran. V be gjella shafran.*
SHAG AT (SHAG AS) *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Ngacmoj dike; e vë në lojë, tallem me të, e përqesh, e gërgas. *Shagatnin nusen.*
SHAGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET *krahin. I. shih* ZHAKË,~A.
2. *krahin.* Fund grash i bërë prej zhake ose prej një pëlhure tjetër të trashë. *Shage e bardhë.*
SHAH,~U i m. 1. Lojë me prejardhje nga vendet e Lindjes, që luhet ndërmjet dy vetavc në një dërrasë të ndarë në gjashtëdhjetë e katër katrorë të vegjël dhe me tridhjetë e dy figura (gjashtëmbëdhjetë të bardha e gjashtëmbëdhjetë të zeza), të cilat kanë vlera të ndryshme dhe vendosen e lëvizin sipas disa rregullash të caktuara; fusha dhe figurat e kësaj loje. *Loja e shahut. Kampionati i shahut. Fushë (dërrasë, gur) shahu. E mundi në shah.*
2. Gjendja në këtë lojë, kur figura e mbretit është sulmuar drejtpërdrejt nga një figure kundërshtare; sulm i drejtpërdrejtë me një figure mbi mbretin ekundërshtarit. *Shah i përhershëm. Shah mat. Shah me kale. I jap shah. Jam shah.*
*k* Gur sbahu dikush që vepron sipas dëshirave të një tjetri.
SHAH,~U it *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Titulli që mba-nin mbretërit në disa vende të Lindjes (si në Iran etj.); ai që mbante këtë titull.
SHAH *ndajf.* 1. Duke qëndruar vetëm mbi këmbët e prapme, arithi, qirithi (për kafshët si kali, ariu etj.); drejt përpjetë (për sendet); shahthi. *Shah përpjetë. U\ ngrit shah. Shkopi qëndroi shah.*
*2.* Shtang. *Mbeti shah.*
3. *fig.* Vetëm, pa njeri, shkretë.
^5HAHEM *vetv.* 1.1 themi njëri-tjetrit fjalë e shpreh-je të pahijshme, fyese e të rënda, e quajmë njëri-tjetrin me emra të këqij, i vëmë njëri-tjetrit nofka të këqija për ta tallur a për ta fyer; zihem me fjalë me dike, shamatohem. *U shanë rëndë (keq). U shartë e u përshanë* u shanë me fjalë shumë të rënda. *Mos u shani! Aty shahen, aty pajtohen.*
2. Them fjalë qortuese e grindem për diçka, bërtas, bëj shamatë. *Shahem me veien. Shahet kot.*
3. *Pës. e* SHAJ. *Nuk_ shahen shokët. Kjo punë nuk shahet* kjo punë s'ka të share, s'është për t'u share.
• S'është për t'u share vlen edhe kështu si? është, nuk është i keq, është mjaft i mirë, nuk është për t'u hedhur poshtë. S'është as për t'u share, as për t'u lavdëruar nuk ka ndonjë vlerë të veçantë, por as ndo-një të metë të dukshme, nuk është as i mirë, as i keq.
SHAHl,~A. *sh.* ~, ~TË *vjet.* Pushkë e thjeshtë me strall, me tytë të gjerë në trajtë hinke, që mbu-shej nga gryka e që përdorej me predha në trajtë rruzujsh prej guri a prej metali; top krahu.
SHAHIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që e njeh mirë lojën e shahut dhe që merr pjesë në ndeshjet.
SHAHISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHA-HIST,~I.
SHAHlT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Dëshmitar. *Shahit syri* dëshmitar që e ka parë vetë ngjarjen për të cilën dëshmon.

*Shahit i rremë. Doli shahit. Nxori shahitë. E thirrën si shahit.*
SHAHTHI *ndajf.* Arithi, qirithi, shah. *Kali u ngrit shahthi. Rri shahthi.*
SHAIR,~I *in. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Sazexhi. *Morën shairë në dasmë. Erdhën shairët.*
SHAJ *kal,* ~VA, ~RË. 1. I them dikujt fjalë e shprehje të pahijshme, fyese e të rënda, e quaj një njeri me një emër të keq, i vë një nofkë të keqe për ta tallur a për ta fyer. *E shau rëndë (keq) dike. E shau mbarë e prapë.*
2. Flas keq për një njeri, e marr nëpër gojë duke shprehur një mendim të keq për të, i vë njollë. *Nuk di të shajë prapa krahëve.*
3. E qortoj ashpër dike, i bërtas për një gabim a për një faj; e qortoj, i flas. *E shau i ati, se u vonua. E shanë shokët për atë që bëri. Të dua, pa të shaj.*
*A.;*Nuk e quaj të mirë dike a diçka, nuk e përfill, e përçmoj dhe them se s'më pëlqen. *la shau gjellët. E shau, e shau, po prapë e mori. Mos ia shaj punën, se e ka të mirë.*
5. *jokal.* Them fjalë qortuese për diçka, bërtas,
bëj shamatë. *Shante për çdo gjë. Shau gjithë ditën.*
•*k* Shan shtamba të zotin *iron, shih te* SHTAMBË,
~A. Këtej të pi verën, andej të shan derën *shih te* PI.
SHAJA”K,~U *rn. sh.* ~Ë, ~ËT. Stof leshi i trashë e zakonisht i ashpër, i punuar në avlëmend me katër liq dhe i dërstilur, që përdoret për të bërë veshje të sipërme fshatare. *Shajak i bardhë (i zi). Shajak i trashë (i ashpër, i butë). Rroba (pallto) shajaku. Një vilar shajak.*
+ E ka Iënë shajak *punën* e ka lënë punën në një gjendje jo të mirë, e ka lënë keq. Me shajak e me dajak here më të mirë e here më të keq; edhe me kulaç, edhe me kërbaç.
SHAJAKTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej shajaku (për veshjet). *Rroba Çpoture) të shajakta. Pallto e shajaktë.*
SHAJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gozhdë e vogël me majë të mprehtë; gozhdë këpucësh. *Shajkë e trashë (e shkurtër). Shajka të farta (të buta). E mbër-thej me shajka. E vari në shajkë.*
SHAJNI,~A *sh.* ~, ~TË. Përfytyrimi i rremë që i shfaqet si hije dikujt në një gjendje të sëmurë, hije, vegulli. *lu shfaq një shajni.*
SHAJNITUR (i,e) *mb.* I goditur nga shajnitë; që rri si i shastisur e i mbërthyer në vend. *Rri si i shaj-nitur.*
SHAJTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Goditja e pikes, të fikët; shitim. *E vraftë shajtimi! mallk.*
*2.* Diçka shumë e hidhur, helm, farmak (edhe *fig.). Iu bëftë shajtim buka! shar. Qenka bërë shajtim kjo gjellë (kjo kafe).*
SHAJTOHEM *vetv.* 1. Vritem keq në një gjym-tyrë a në një pjesë të trupit, duke u goditur pas diç-kaje të forte, shembem. *U shajtova keq.*
2. *fig.* Pikëllohem, helmohem, bëhem pike e vrer. *U shajtua për të gjithë ata.*
3. *Pës. e* SHAJTOJ.
SHAJTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Vras keq një gjymtyrë a një pjesë të trupit, duke e goditur pas diçka je të forte, shemb; *vet. veta III* me vret keq diçka. *Shajtoi këmbën (gjurin, krahun). E shajtoi këpuca.*
2. *fig.* E pikëlloj dike, e helmoj, e bëj pike e vrer, i rëndoj shpirtin, i lëndoj rëndë zemrën, e vras. *Me shajtoi me ato fjalë.*
3. *vet. veta III.* E godet; e nguros, e shtang, e mbër-then në vend. *E shajtoi pika. I shajtoi këmbët.*
4. Helmoj, farmakos (edhe *fig.). E shajtoftë e iu bëftë zeher buka! mallk.*
5. Prish, shkatërroj. *E shajtoi fare.*
*-k* Shajtoi nga mendtë u prish nga mendtë.
SHAJTUAR (i,e) *mb.* 1. I mallkuar, i nëmur, pikë-rënë; që e shajtoftë pika, që i rente pika (si nëmë). *Këto këpucë të shajtuara...*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'pati kjo e shajtuar! Na turpëroi e shajtuara!*
SHAKA,~JA . *sh.* ~, ~TË dhe ~RA, ~RAT.
1. Fjalë që thuhen për të qeshur e për t'u zbavitur në një rreth të njohurish, shokësh a miqsh ose që i drejtohen dikujt për ta ngacmuar pa të keq; lojë e vogël a rreng që i bëjmë dikujt për të qeshur me të,pa dashur ta fyejmë e pa ndonjë qëllim të keq. *Shaka e hollë (e zgjuar). Shaka e rëndë (e trashë, e keqe). Shaka me lezet (me zarar). Shaka pa kripë (pa vend, pa zarar). E kaluan mbrëmjen me shakara. Këput shakara. Pranon (mban, ha) shaka. E thashë me shaka. E kam pa shaka. E mori me shaka* nuk e mori me gjithë mend. *E bëra për shaka.*
2. Lojë, sjellje e lehtë e joserioze; kuptim i për-ciptë i gjërave dhe qëndrim jo aq i matur e i përmbaj-tur. *Mos bëj shaka!* mos bëj lodra! *S'bëhet shaka (s'ka shaka) me të. Të duket shaka tyV. S'është shaka ta mbarosh atë. Nuk i thonë shaka!*
• Bëj shaka *me diçka* e marr më të qeshur; tallem kot e me dëm. Shaka me tfaepa *shih te* THEP,~I.
SHAKATAR,~E *mb.* 1. Që ka qejf të bëjë shaka, që i pëlqejnë shakatë, hokatar. *Djalë shakatar. Vajzë shakatare. Është shumë shakatar.*
2. Që është si shaka, që ka karakter shakaje, që thuhet a që bëhet për shaka. *Fjalë shakatare. Këngë shakatare.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Shakatar i madh.*
SHAKAXHl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Njeri që ka qejf të bëjë shaka, njeri të cilit i pëlqejnë shakatë, shakatar, hokatar. *Shakaxhi i madh. Shakaxhi i prapë. Shakaxhiu i fshatit. Njihet si shakaxhi.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Burrë shakaxhi. Njerëz shakaxhinj.*
SHAKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Bushtër. *Shake e keqe! shar. Shake rrugësh* (edhe *shar.) Këlysh shake.*
SHAKLLABAN,~E *mb. keq.* 1. Llafazan, që nuk i pushon goja, fjalëshumë. *Grua shakllabane.*
*2. krahin.* I mefshtë, i ngathët, i qullët; që nuk për-zihet me njeri. *Djalë shakllaban.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
SHAKMlS *kal.,* ~A, ~UR. Shqyej, zhvat, e bëj copë-copë me dorë a me diçka tjetër. *E shakmisi mishin.*
SHAKMISUR (i,e) *mb.* 1. I shqyer, i zhvatur.
2. I shprishur, i kreshpëruar (për flokët); që i ka flokët të shprishur a të kreshpëruar, fTokëshprishur. *Me flokë të shakmisur. U ngrit i shakmisur.*
SHAKMIZË,~A . Shumicë e madhe, mizëri. *Shakmizë njerëzish. Shakmizë me zogj.*
SHAKULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Lëkurë bagëtish të imëta, e regjur dhe e qepur si thes, që për-doret për të mbajtur bulmet, vaj, drithë etj.; rrëshek, calik, kacek. *Shakull i madh Çi vogël). Shakull vaji. Shakull me gjalpë (me gjizë, me djathë). Dy shakuj me miell. Djathë shakulli.*
2. Gjyryk. *Luaj shakullin. Hekuri punon, shakulli gjëmon. fj. u.*

3. Shakullinë. *Shakull i furishëm. Vjen rrotull si shakull.*
4. *përd. mb.* I fryrë shumë. *Me barkun shakull. U be shakull* u fry shumë.
5. *si ndajf.* I shtrirë pa frymë përtokë, top. *Ra (mbeti) shakull. E la (e lëshoi) shakull në vend* e vrau në vend.
SHAKULLlNË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Erë e forte
që sillet rrotull e ngre pluhur përpjetë; dredhë; pluhur, dëborë etj. që ngrihet lart nga kjo erë duke u rrotull uar rreth vetes. *Shakullinë e tërbuar. Shakullina e bores. Shakullinë pluhuri (rëre, gjethesh të thata). Shakullinë uji. Shakullinat e dimrit. Kaloi si shakullinë.*
2. *fig.* Diçka që e rrëmben njeriun në rrjedhën e saj të shpejtë, diçka që lëviz e që zhvillohet me shpej-tësi, vorbull, shtjellë. *Shakullina e jetës. Shakullina e punëve. Shakullinë mendimesh.*
3. Rrokullimë (edhe *fig.).*
SHAKULLIS *kal.,* ~A, ~UR. Rrokullis tatëpjetë si shakull; rrëzoj shakull përtokë. *E shakullisi në një rripë.*
SHAKULLlSEM *vetv.* 1. Rrokullisem tatëpjetë si shakull; bie shakull përtokë. *U shakullis në një shkarëzimë. U pengua dhe u shakullis në ujë.*
2. Zhgërryhem; shtrihem si shakull; rri shtrirë sa gjatë gjerë; *vet. veto III* shpupuritet. *Po shakulli-seshin në bar. Shakulliset në dëborë (në rërë). Shaku-lliset në diell.*
SHAKULLOR,~E *mb. spec.* Që është në trajtë të shakullinës; që lëviz si shakullinë, rrotullor. *Gyp shakullor. Lëvizje shakullore.*
SHAKULLORE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. Qese
lëkure për të mbajtur një sasi të vogël duhani a bul-meti. *Shakullorja e duhanit. Mbushi shakulloren me gjizë.*
SHAKULLORE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET. Shakullinë. *Shakullore rëre. Vjen rrotull si shakullore.*
SHALAKAT *kal,* ~A, ~UR. Tund sa nga një anë
në tjetrën, luhat; dredh. *Era shalakat kallamat (de-get).*
SHALAKA.TEM *vetv.* 1. Tundem sa në një anë në tjetrën (kryesisht për të dehurit); eci duke për-dredhur shtatin sa djathtas majtas (zakonisht për grate e vajzat nazemëdha). *Shalakatet si i dehur.*
2. *Pës. e* SHALAKAT. *Shalakatet flaka nga era.*
SHAL,AKUQ *kal,* ~A, ~UR. Ngroh mirë pranë zjarrit këmbët e duart sa me bëhen të kuqe, thek.
SHALAKUQEM *vetv.* Ngrohem mirë pranë zjarrit sa bëhem i kuq, thekem.
SHALAQE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *shih* KAPËRCYELL, ~ELLI i. *Kapërcej shalaqen. Shalaqe me shalaqe dilet në faqe. fj. u.*
SHALAVRtQ,~E *mb.* 1. *kryes. mospërf.* Që i ka shalët jo të drejta dhe që ecën shtrembër e me plo-gështi.
2. *fig.* Që nuk është i zoti të kryejë punët e veta, i ngathët; i trashë nga mendja. *Njeri shalavriq.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
4. *përd. ndajf.* Shtrembër e me plogështi. *Ecën shalavriq.*
SHALË,~A i . *sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesa e këm-bës së njeriut nga gjuri e sipër, kofshë; ana e brend-shme.e kësaj pjese; këmba e njeriut nga rrëza e kof-shës deri poshtë te nyelli. *Shala e djathtë (e majtë). Me shale të trasha (të gjata, të holla, të shtrembra). I shkoi topi nëpër shale.*
*k* Iku me bisht ndër shale *përçm. shih te* BISHT,~l. Mori bishtin ndër shale *përçm. shih te* BISHT,~l.I shtie prusb në shale *dikujt shih te* PRUSH,~I.
SHALË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mbulesë e posaçme prej lëkure, që i vihet kalit a mushkës në shpinë, shtrëngohet me rrip pas trupit të tyre dhe shërben për fu ulur në të. *Kale me shale. Kale (kafshë) shale* kale (kafshë) që shërben për t'i hipur dhe për të shkuar nga një vend në një tjetër. *Molla e shales. I vë (i heq) shalërt kalit (mushkës). Ulem në shale. U rrëzua (ra) nga shala.*
2. Ndenjësja e biçikletës ose e motoçikletës, za-konisht si trekëndësh, që bëhet prej lëkure të trashë dhe prej disa sustash. *Shale biçiklete. 1 ndërroi (i hoqi) shalën (biçikletës).*
•*k* Shale mbi samar barrë a detyrë e re, e një shkalle më të lartë, të cilën ia ngarkojmë dikujt që është i zënë me shumë punë të tjera dhe nuk e përballon dot. I shkon (i ka hije) si shala gomarit *iron,* nuk i shkon fare, nuk i përshtatet (për një rrobë etj.). Shkoi (vajri) gjaku deri në shale (deri në bark) të kalit (deri *në tra) shift teBXRK,~V.* Zbriti (u ul) nga shala e hip! në samar *iron,* ra nga përgjegjësia, zbriti nga një detyrë a punë e lartë në një detyrë a punë më të ulët, zbriti nga kali e hipi në gomar.
SHALËGJATË *mb.* 1. Që i ka shalët të gjata; *kund.* shalëshkurtër. *Malësor shalëgjatë.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHALËHAPUR *ndajf.* Me shale të hapura. *Ecën (rri) shalëhapur.*
SHALËNGJITUR *mb. keg.* Që mezi lëviz, i nga-thët; që nuk është punëtor, që nuk e shpie një punë den në fund. *Është shalëngjitur ai.*
SHALËPËRKULJE,~A *sh.* ~E, ~ET *sport.* Ushtrim gjimnastikor që bëhet duke përthyer këmbët te gjunjët e duke i drejtuar përsëri. *Shalëpërkulje e lehtë. Shalëpërkulje me krahët lart. Shalëpërkulje mbi\ majat e këmbëve. Bëj shalëpërkulje.*
SHALËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Lloj mëngre, që shërben për të rrahur lirin.
SHALËSINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë jopje-llore, tokë që nuk prodhon.
SHALËSHKURTËR *mb.* 1. Që i ka shalët të shkur-tra;*kund.* shalëgjatë. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHALËSHTREMBËR *mb.* Që i ka shalët të shtrem-bra; shalavriq.
SHALIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve SHALOJ, SHALOHET. *Shalimi i kalit (i mëzit).*
SHAL,JAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendas i krahinës së Shales ose ai që e ka prejardhjen nga Shala. *Kënga e shtatë shaljanëve.*
SHALJAN,~E *mb.* Që lidhet me krahinën e Shales ose me shaljanët, që është karakteristik për Shalën ose për shaljanët, i Shales ose i shaljanëve; që është krijuar nga shaljanët. *Malësorët shaljanë. Grate shaljanë. Veshje (këngë) shaljanë.*
SHALJANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHAL-JAN,~I.
SHALOHET. *Pës. e* SHALOJ.
SHALOJ *kal.,* ~OVA, ~t)AR. 1. I vë shalën kalit a mushkës dhe e përgatit për udhëtim; e shtroj
dhe e mësoj kalin a mushkën për t'i hipur. *Shaloj kalin (pelën, at in, gjogun, mëzin, mushkën).*
*1.* I vë samarin për të parën here një kafshë të ba-rrës. *E shaluan pulishtin.*
SHALOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vegël si kompas, me hapje të këmbëve dy metra, që përdoret për të matur token për nevojat bujqësore. *Mat me shalok.*
SHALOKE,~T. *vet. sh.* Mbathje grash, të gjata deri në gju. *Një pale shaloke. Qepi shaloket.*

SHALQI,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bot.* Bimë njëvjeçare me kërcell të gjatë e të shtrirë përtokë, me gjethe si pëllëmbë, që bën kokrra të mëdha, të rriimbullakëta ose vezake; kokrra e kësaj bime me lëkure të trashë, të gjelbër ose laramane, e me tul të kuq, të lëngshëm e të ëmbël, i cili hahet. *Shalqi farë-vogël (farëmadh). Shalqi laraman. Shalqi vendi. Zemra e shalqirit. Thelë shalqiri. Fara shalqiri.*
• Nuk mbahen dy shalqinj (dy kunguj) nën një sqetull (në një dorë) *fj. u. shih te* KUNGULL,~I. Të ha shalqirin e të rreh me lëkura është mosmirënjo-hës, ha bukën dhe përmbys kupën.
SHALUAR *ndajf.* Ndenjur e me këmbët të va-rura në të dyja anët, ashtu si rrinë mbi shalën e kalit; kaliqafë. *hipi kalit shaluar. Rri shaluar mbi degë (mbi tra). I hipi shaluar në qafë.*
SHALL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Cope, e endur a e thurur prej leshi, prej mëndafshi etj., e ngushtë dhe e gjatë, që e hedhim qafës për t'u mbrojtur nga të ftoh-tët; cope e tillë, zakonisht në trajtë trekëndëshi, me permasa më të mëdha e me thekë, që e hedhin grate mbi supe a mbi kokë. *Shall i leshtë (i mëndafshtë). Shall i butë (i trashë, i hollë). Shall i madh. Shall leshi (mëndafshi). Shall me thekë. Mbështillem me shall. Hedh shallin krahëve.*
*2.* Pëlhurë pambuku ose mëndafshi me ngjyrë të kuqe, e prerë zakonisht në trajtë trekëndëshi, që e lidhnin partizanët rreth qafës; pëlhurë e tillë e kuqe ose me vizatime e me parulla, që e mbajnë rreth qafës pionierët, aksionistët etj.; shami. *Shalli i kuq. Shalli partizan. Shalli i pionierit. Shalli i aksionit.*
SHALLVARE,~T . *vet. sh.* Veshje prej cope të leshtë a prej pëlhurë të trashë, që mbajnë si panta-llona burrat e grate në disa krahina dhe që janë mjaft të lirshme, të gjera lart e të ngushta nga fundi i këmbëve. *Shallvare leshi (shajaku, doku). Xhepat e shall-vareve.*
SHALLVAREGJERË *mb. mospërf.* Që i ka shall-
varet shumë të gjera. *O halldup shallvaregjerë...*
SHAMATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën
shamatë për çdo gjë a që e ka zakon të bëjë shamatë. *Është shamatar i madh.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Fëmijë sha-matarë.*
SHAMATAXHl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Shamatar, poterexhi.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
SHAMATË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Zhurmë e ma-dhe nga të thirrurat e dy a me shumë vetave, që grin-den a që zihen ndërmjet tyre, potere; grindje a zënkë ndërmjet dy a me shumë vetave, që thërrasin e bër-tasin duke bërë zhurmë të madhe. *Shamatë e madhe. Bëri shamatë. Krisi (plasi) shamata. Hyri në shamatë.*• Bëri shamatë për *diçka* kundërshtoi më të madhe, duke bërë shumë zhurmë. Nuk i bSj sfaamatë *dik uj t* nuk e trazoj, nuk i flas, e lë në punën e tij, nuk ndihem.
SHAMATOHEM *vetv.* Grindem a zihem me dike, duke thirrur e duke bërtitur, bëj shamatë me dike. *Shamatohet për kurrgjë. Shamatoheshin përditë. Mos u shamatoni!*
SHAMATOJ a.,~OVA, ~UAR. I bëj që të
grinden a të zihen, i bëj me sherr. *shamatoi. Shama-toi një familje.*
SHAMI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Një cope pëlhurë, e prerë në trajtë katërkëndëshi, që mbahet për të fshirë hundët, djersën etj. *Shami e bardhë (e qëndisur). Shami dore (hundësh, xhepi). Shami burrash (grash, fëmijësh). Laj shaminë. Fshij lotët (djersën) me shami. Tund (dredh) shaminë.*
2. Cope pëlhure prej pambuku a prej mëndafshi, e prerë zakonisht në trajtë trekëndëshi, që e përdorin grate për të mbështjellë flokët. *Shami e bardhë (e zezë). Shami koke (flokësh). Shamia e nusërisë. Shami me bedena (me ngjyra, me lule). Vë (lidh, heq) shaminë.*
3. Pëlhurë pambuku ose mëndafshi, e prerë zakonisht në trajtë trekëndëshi, me ngjyrë të kuqe ose me vizatime e me parulla, që e vënë pionierët, aksionistët etj. rreth qafës; shall. *Shamia e pionierit. Shamia e aksionit.*
• Dog)i shaminë *shih te* DJEG.
SHAMIBARDHË *mb.* Që ka vënë në kokë një shami të bardhë (për vajzat e grate). *Vajzat (grate) shamibardha.*
SHAMIKUQE *mb.* Që ka vënë në kokë një shami të kuqe (për vajzat e grate). *Vajzat shamikuqe.*
SHAM1VERDHË *mb.* Që ka vënë në kokë një shami të verdhë (për vajzat e grate). *O moj nusja sha-miverdhë...*
SHAMIZEZË *mb.* Që ka vënë në kokë një shami të zezë në shenjë zie (për grate). *Nënat (grate) sha-mizeza.*
SHAMPANJË,~A . Lloj vere e bardhë, që gjatë tharbëtimit ngopet me gaz dhe, kur e derdhim nga shishja, shkumëzon. *Shampanjë e ëmbël (gjysmë e ëmbël). Shishe shampanjë. Gotë shampanjë.*
SHAMTIJ *jokal.,* ~VA, ~RË *krahin.* Psherëtij. *Rënkonte e shamtinte.*
SHAMTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Pshe-rëtimë; aht; nëmë. *Lëshoi një shamtinë. E zëntë sham-tina ime! mallk.*
SHANDAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mbajtëse qi-rinjsh, zakonisht prej metali, me forma e me zbu-kurime të ndryshme, që përdorej si mjet ndriçimi. *Shandan ari (argjendi, tunxhi). Me shandan në dorë. Drita e shandanit.*
SHANESHIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kanape prej dërrasash, zakonisht me mbështetëse, e shtruar me shtresa të ndryshme, nim; shtresa që hidhet mbi këtë kanape. *U ul në shaneshin.*
2. Kthina e mesit në katin e poshtëm të nje shtë-pie dykatëshe, që zakonisht është e shtruar me pllaka dhe që ka një nim anës. *Hyri në shaneshin.*
3. Çardak i jashtëm në shtëpitë e disa krahinave, i rrethuar me parmakë dërrasash. *Doll në shaneshin.*
*4.* Pjesë e dale në muret e një kulle, që ka frëngji dhe që shërbente për të vëzhguar e për t'u mbrojtur, sharapoll. *Shaneshin me frëngji. Kullë me shaneshinë.*
SHANTAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shtrëngim që i bëhet dikujt për të plotësuar një kërkesë të pa-pranueshme prej tij, duke e kërcënuar se do të zbu-lohet një e fshehtë që e dëmton, se do të rrezikohet ai vetë a një i afërm i tij etj.; frikësim që i bëhet dikujt për ta mposhtur, për ta përkulur dhe për ta detyruar të veprojë në dobi të një tjetri; mjeti a mënyra që përdoret për këtë qëllim. *Shantazh ushtarak (politik). Shantazh atomik (bërthamor). Shantazh i egër (i per-bindshëm). Politika e shantazheve. Ben shantazh. Per-dor shantazhet. Nuk frikësohemi nga shantazhet.*
SHAP,~I i *m. kim.* Kripë minerale (sulfati i dyfishtë i aluminit e i kaliumit) që të rrudh gojën; gur i bardhë që përbëhet prej kristalesh të kësaj kri-pe minerale dhe që përdoret për të bërë të qëndruesh-me ngjyrat e pëlhurave, për të regjur lëkurët, për të ndaluar gjakun kur pritemi pak etj. *Shap i zakonshëm. Minierë shapi. Fërkoj të prerën me shap.*

•*k* E ha (e merr) shapin për sheqer e kujton si të mirë diçka që nuk është aspak e tillë, e merr sapunin për djathë. Ndaj shapin nga sheqeri dalloj të pado-bishmen nga e dobishmja; dalloj të keqen nga e mira a të drejtën nga e padrejta; sqaroj një çështje që s'është e kthjellët, duke dalluar atë që është e vër-tetë nga a jo që s'është e vërtetë.
SHAP,~I ii *m. veter.* Sëmundje e rëndë ngji-tëse, që zë kryesisht gjedhin dhe që shfaqet me disa ffluska në gojë, në gji e në thunder. *Masat kundër shapit.*
SHAPAKOT,~E *mb.* 1. Torollak; hutaq, matuf. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHAPAKOTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Bëhem torollak; bëhem hutaq, matufosem; shtirem si budalla.
SHAPETË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Pete dheu, guri etj. *Qëlloj (godit) me shapetë.*
2. Kësulë e vjetruar dhe e shtypur si petë.
3. *fig.* Njeri që s'ka kujdes në të veshur etj.; njeri kokëtrashë e qullac.
SHAPËRTOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR.
Zhytem në baltë; eci nëpër baltë. *U shapërtua në baltë.*
SHAPKAT,~I m. *gjell.* Lakror me miell misri, pispili.
SHAPKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Kapelë burrash, e sheshtë e me strehë përpara, kasketë. *Shapkë ushtarake. Shapkë lëkure. Streha e shapkës. Vë (heq) shapkën.*
I heq shapkën (kapelën) *dikujt shih te* HEQ. Ka mizën nën shapkë (nën kësulë, nen feste) *shih te* MIZË,~A.
SHAPKË,~A II . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj pantoflash të thjeshta, të hapura nga prapa, që mbahen zakonisht në shtëpi; sheshje. *Një pale shapka. Vë (heq) shapkat.*
2. Këpucë e vjetër, e shtypur prapa; këpucë e keqe. *Hiqte shapkat xvarrë.*SHAPKË,~A in *f.sh.* ~A, ~AT *zool.* Shap-tore, pulëdushke. *Shapkë ujëse (uji)* lloj shpendi i tillë, që iron nëpër tnoçalishte.
SHAPKËTOR,~E *mb.* I sheshtë, i nderë, i për-fushtë. *Pjatë shapkëtore. Sahan shapkëtor.*
SHAPOHET. *Pës. e* SHAPOJ.
SHAPOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E lyej dhe e fër-koj diçka për ta zbukuruar ose për t'i dhënë shkël-qim.
SHAPTILOGRIF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *shtypshkr.* Makinë e posaçme që shërben për të riprodhuar në shumë kopje një shkrim të shtypur më parë në një letër dylli ose në një fletë të hollë alumini, *Bojë shap-tilbgrafi. Shumëzoj me shaptilograf.*
SHAPTILOGRAFIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET
*shtypshkr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHAP-TILOGRAFOJ, SHAPTILOGRAFOHET. *Shaptilo-grqfimi i një teksti (i një lajmërimi, i një udhëzimi, i një broshure... ).*
jsHAPTILOGRAFIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *shtypshkr.* Ai që punon për riprodhimin e shkrimeve të ndryshme me shaptilograf, ai që punon në shaptilograf. *Punon si shaptilografist.*
SHAPTILOGRAFISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *shtypshkr. Fem. e* SHAPTILOGRAFIST,~I.
SHAPTILOGRAFOHET *shtypshkr. Pës. e* SHAP-TILOGRAFOJ.
SHAPTILOGRAFOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR
*shtypshkr.* Shumëzoj një shkrim me anë të shaptilo-
grafit. *Shaptilografoj një tekst (një lajmërim, një udhëzim, një broshure).*
SHAPTILOGRAFUAR (i,e) *mb. shtypshkr.* Që është shtypur me shaptilograf. *Tekst i shaptilogra-fuqr.*
SHAPTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Shpend i murrmë lara-lara, me sqep të gjatë, të hollë e të drej-të, që rron nëpër shkorrete e pyje me lagështirë dhe ka mish të shijshëm; shapkë, pulëdushke. *Ecën si shaptore.*
SHAPTH,~I *m. veter. shih* SHAP,~I n.
SHARABAJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Karrocë e madhe me katër rrota, që e tërheqin zakonisht dy kuaj.
SHARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që e ka
zakon të shajë, ai që përdor shpesh fjalë të ndyra. *Shqrak i pandreqshëm.*
*2. përd. mb.* Që shan ore e cast, gojëndyrë.
SHARAMANDUK *kal,* ~A, ~UR *krahin.* Sha-randuk.
SHARAMANDUKEM *vetv. krahin.* Sharandukem.
SHARAN,~E *mb. 1.* Që ka pulla a pikla të zeza në trup ose në fytyrë; me pikla të zeza. *Kale (dash, cjap) sharan. Pelë (dele, dhi) sharane.*
2. Që ka disa kokrra të zeza të përziera më të bar-dhat (për misrin). *Miser sharan.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Shaloj sharanin. Theri sharanin.*
SHARANDUK *kal,* ~A, ~UR. 1. E hedh dhe e
përhedh dike, duke Iuajtur më të a duke e përkëdhe-lur; e rrokullis dhe e nduk andej e këtej, e zhvat. *Sharanduk një fëmijë. Macja e sharanduku miun.* 2. E rrah shumë, e shqep së rrahuri. *E sharanduku mirë. E sharanduku me dru (me grushte).*
SHARANDUKEM *vetv.* Rrokullisem e ndukem andej e këtej me dike, duke Iuajtur a duke u përkë-dhelur, zhvatem. *Mjaft u sharandukët!*
SHARANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me gurë që kanë rënë vetë nga një rrëpirë, rrëgallë; tog i madh gurësh, zakonisht të grumbulluar në një are nga pastrimi gjatë qilizmës.
SHARAPIQEM *vetv.* Rrokem me dike e përpla-sem andej e këtej ose përtokë, zhgërryhem. *Po sha-rapiqeshin në pluhur.*
SHARAPJEK *kal,* ~^QA, ~JEKUR. E për-plas dike a diçka andej e këtej; e përplas fort përtokë, e plandos. *E sharapoqi me force.*
SHARAPOLL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pjesë e dale në faqet e murit të shtëpisë a të kalasë ose në qoshet e tyre, e ndërtuar me gurë të latuar dhe me frëngji, që shërbente për yëzhgim e për mbrojtje; kullë e ngu-shtë që ngrihet një kat mbi çatinë e shtëpisë në anë të saj, që ka frëngji dhe që shërbente për të vëzhguar e për t'U mbrojtur. *Sharapollet e kështjellës.. Frëngjitë e sharapollit. Kullë me sharapolle. Hapi (mbylli) shara-pollin. Vështronte (qëllonte) nga sharapolli.*
SHARAVIDHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Guaskë deti. *Mbledh sharavidhe.*
SHARDE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *zool. shih* BOLLË-SHARDE,~JA.
SHARË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sharkë.
SHARË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Fjalë a shprehje fyese, e rëndë dhe e pahijshme që i themi dikujt, sharje. *E share e rëndë. 1 këputi (i lëshoi) një të share. Hëngri ca të shara. E ngopi më të shar a. S'ua vë veshin të sharave.*
SHARE, ~T (të) ai. Sharje. *Vuri të sharet. bised.* filloi të shante. *S'pushon së shari. S'bëhet gjë më të share.*
•*k* S'ka të share *dik.ush a diçka* është shumë i mirë sa s'ke ç'i thua, s'ka asnjë cen a të metë.

SHARES,~E *mb.* Që të shan, që të fyen rëndë; që përmban një sharje, që është si sharje. *Fjalë (shprehje) sharëse.*

SHARGOHEM *vetv. krahin.* Largohem. *U shar-guan armiqtë. U sharguan nga frika.*

SHARGOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *krahin.* 1. E bëj të largohet, e përzë, e largoj, e tremb. *shargoi pulat nga kopshti.*

2. *fig.* Prek, lëndoj (për zemrën); turbulloj; ça-kërdis, prish (për mendjen). *Vdekja e djalit ia shargoi zemrën. la shargoi mendjen.*

SHARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHAJ, SHAHEM.

2. Fjalë a shprehje fyese, e rëndë dhe e pahijshme, që i themi dikujt, e share. *Sharje e rëndë (e ulët).*

SHARK,~U i *m.* 1. Lëvozhga e gjelbër që mbështjell kokrrat e disa pemëve si arra, bajamja, lajthia e gështenja, e cila bie a u hiqet lehtë kur këtopiqen. *Sharku i arrës (i bajames, i lajthisë, i gështenjës). Shark me gjemba. I ra sharku.*

2. *bot.* Tuli që mbështjell bërthamën ose farat e disa pemëve si pjeshka, kumbulla, rrushi, portokalli etj. *Sharku i pjeshkës (i qershisë, i ullirit, i thanes). Pemë me shark të ëmbël.*

3. Lëkura që zhvesh gjarpri, këmisha e gjarprit. *Sharku i bollës.*

SHARK,~KU H *m. sh.* ~QE, ~QET. Bë-
rruc. *Shark çobani. Hodhi sharkun krahëve. Mbësh-tillem me shark.*

SHARKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Petk i sipërm grash, i leshtë, i qepur gjerë e me kinda dhe pa mëngë ose me mëngë që nuk vishen.

2. Xhokë e gjatë.

SHARKË,~A *uf. sh.* ~A, ~AT. 1. Dele sharane.

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Dele sharkë.*

SHARKf,~A . *sh.* ~, ~TË. Vegël muzikore po-pullore, zakonisht me pesë, gjashtë, ose dymbëdhjetë tela, të ndarë në tre grupe. *Telat e sharkisë. Këngët e sharkisë. I bie sharkisë.*

SHARLATAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri me dije të pakta e të cekëta, që përpiqet të mashtrojë të tjerët duke u hequr si i ditur e i zoti, ose që shfry-tëzon mirëbesimin a padijen e të tjerëve, mashtrues i paturpshëm, batakçi. *Fraza sharlatanësh.*

*2. si mb.* ~, ~E. Mashtrues, i pandershëm, i paturpshëm. *Politikan sharlatan.*

SHARLATANIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT.
Mashtrim i paturpshëm që u bëhet të tjerëve nga një njeri i pandershëm, i cili përfiton nga padija ose nga mirëbesimi i tyre; punë a sjellje sharlatanësh. *Sharlatanizëm politik. Merret me sharlatanizëm.*

SHARMË (i), ~E (e) *mb.* Sharan, laraman (për kafshët). *Dash i sharmë. Dele (lopë) e sharme.*

SHAROV,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Qen i madh stani, zakonisht i sharmë a i murrmë.

SHARPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shami e zezë prej mëndafshi të hollë, që e hedhin grate në kokë në raste zie, duke e lëshuar nga prapa deri në bel. *Hodhi (hoqi) sharpen.*

SHART,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Kusht ma-rrëveshjeje. *vuri sharte. Pranoi, por me një shart.*

2. *fet.* Porosi; rregull, rit. *Shartet e fesë. Sharlet e namazit. I bënë shartet e vdekjes.*

3. *kryes. sh. etnogr.* Rregulla, kërkesat e një ka-nuni a të një zakoni. *Shartet e Idriz Sulit* rregullat e së drejtës kanunore të krahinave jugperëndimore të Shqipërisë.

SHARTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shartim pemësh.

2. Kalemi ose sythi që e shtiem në drurin tjetër kur shartojmë; druri që kemi shartuar. *Kane zënë të gjitha shartesat. Vuri tri shartesa në një rrënjë.*

3. *fig.* Gjë e shtuar mbi një tjetër a e bashkuar më të jo në mënyrë të natyrshme, diçka që duket si e ngjitur a e shtuar. *Sistem me shartesa.*

SHARTESORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bujq.* Vendi ku mbillen nënshartesat (me fidanë ose me fara)
dhe ku ato shartohen e rriten derisa të shkulen për t'u mbjellë në një vend tjetër. *Shartesorja e koopera-tivës. Shartesorja e ullinjve. Fidanët e shartesores-*

SHARTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve SHARTOJ, SHARTOHET. *Shartim i dyfishtë. Shartim me ku-rorë (me kalem, me syth, me arim). Shartim brenda llojit* shartim që bëhet në bimë të të njëjtit lloj. *Stina e shartimeve. Skuadra e shartimit. Pika e shartimit. Brisk shartimi. Shumëzimi me anë të shartimit. Ka zënë shartimi.*

SHARTOHET. *Pës. e* SHARTOJ. *Pemët shartohen në pranverë.*

SHARTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *bujq.* Shtie nën lëkurën e një druri një syth ose një kalem të një druri tjetër të të njëjtit lloj ose të një lloji të afërt, me qëllim që të zërë e të rritet në të dhe t'i jape ci-lësitë e drurit nga është marrë; vë sytha a kalema pemësh të buta në trungun ose në degët e pemëve të egra për t'i zbutur e për t'i bërë pjellore e më të qën-drueshme. *Shartoj pemë të egra. Shartoj mollën me dardhë (me ftua). Shartoj hardhinë. Shartoj një gorricë.*

*2. vjet.* Kryqëzoj kafshë për të përmirësuar racën e tyre.

3. *vjet.* Bëj vaksinën e një sëmundjeje (zakonisht të lisë), shënoj. *Shartoj line.*

*A. bised.* Zgjat diçka të thyer duke i ngjitur një cope tjetër; zë një thurimë të grisur duke e shtuar. *Shartoj shtizën e parmendës. Shartoj kallamin me një shkop. Shartoj çorapet.*

5. *fig. keq.* Bashkoj në mënyrë jo të natyrshme pikëpamje, ide a gjëra që në thelbin e tyre janë të ndryshme a të papajtueshme. *Përpiqen të shartojnë materializmin dialektik me ideologjinë borgjeze.*

*6. fig. vjet.* Bëj që të zërë rrënjë një mendim, një ide, një ndjenjë etj. te dikush, ngul.

SHARTUAR (i,e) *mb.* 1. Që është shartuar, që i është bërë shartimi; që është zbutur a është përmirësuar me anë të shartimit. *Fidanë të shartuar. Mollë (dardhë) e shartuar.*

2. *fig.* Që është shtuar mbi një tjetër a është bashkuar më të pa lidhje të brendshme e të natyrshme; që ka dale nga një bashkim gjërash, të cilat në thelbin e tyre janë të ndryshme a të papajtueshme. *Kon-cepte të shartuara. Sistem i shartuar.*

• I shartuar në degë i vrazhdë e i pasjellshëm; jo i arsyeshëm, i krisur nga mendja, kokëkrisur. I shar-tuar në trung (në trup) i edukuar mirë, i sjellshëm, i urtë e i kuptueshëm.

SHARTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Specialist për shartime, ai që bën shartime. *Shartues me përvojë. Skuadër shartuesish.*

SHARTUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHARTUES,~I.

SHARRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pyll i vogël e i veçuar, zakonisht në mes të arave; zabel i shpeshtë. *U fut në një sharrak. Preu dru në sharrak.*

SHARRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël me për-masa, me trajta e me pajisje të ndryshme, që ka si pjesë kryesore një rrip a një disk prej çeliku me dhëmbë të mprehtë dhe që përdoret për të prerë dru. metale e trupa të tjerë të forte, duke u vënë në lë-vizje me forcën e krahut ose me një force" tjetër; rripi a disku prej çeliku i kësaj vegle, që shërben për të prerë; makinë me një vegël të tillë. *Sharrë e madhe (e vogël). Sharrë elektrike. Sharrë prerëse. min. Sharrë dore (krahu). Sharrë shirit. Sharrë disk. Sharrë he-kuri (druri). Sharrë trupash. Sharrë mermen'. Doreza (fleta) e sharrës. Dhëmbët e sharrës. Pluhur sharrë.*

2. Punishte në pyll ose afër pyjeve, e pajisur me vegla të tilla, ku nxirren dërrasa, trarë etj. nga trun-gjet. *Sharrë uji. Sharrat e Pukës. Ndërmarrjet e sha-rrave. Trupa sharrë. Punon në sharrë.*

3. Vargmale me maja të thepisura që duken dhëmbë-dhëmbë; tokë e gërryer shkallë-shkallë nga rrë-ketë; vend me shkrepa e me gurë; grill. *doli sharra tokës. lu rrëzua kali në ato sharra. S'i ngjitej dot asaj sharrë.*

4. *gjeogr., det.* Shkëmb a varg shkëmbinjsh të the-pisur, që gjenden brenda në det dhe janë të rrezik-shëm për anijet. *Hasi barka në sharrë.*

5. Shtylla kurrizore, peshku i kurrizit; kurrizi (za-konisht për kafshët e trasha). *Ka me sharrë të bar-dhë. Theu sharrën e kurrizit.*

*6.* Misërishte e përcëlluar në zjarr, e cila përdoret për të shkoqur misrat. *Sharrë misri. Shkoq me sharrë.*

7. *mjek., veter.* Sharrëza; sëmundja e tokës. *E kapi sharra. 1 rente sharra! mallk.*

8. *përd. mb.* Që është dhëmbë-dhëmbë, me dhëm-bëza, si sharrë; i valëzuar, i dredhur; shumë i mprehtë (për dhëmbët). *Thikë sharrë. Makarona sharrë. I ka dhëmbët sharrë.*

9. *përd. mb.* Që është bërë dhëmbë-dhëmbë, që nuk pret, i topitur (për thikat); që është dhëmbë-dhëmbë a shkallë-shkallë e me thepa (për një vend). *V\ be sharrë thika. Ishte vendi sharrë.*

*~k* I ha sharra *shih te* HA. I ka prerë, një sharrë janë të tërë njësoj. E sharroftë sharra! *mallk.* vdektë!, u shkretoftë! I vurl sharrën *diçka je* e prishi diçka krejt, e shkatërroi. Është bërë për ta çarë me sharrë *shak.* është shëndoshur shumë. S'e kapte as sharra, as lima ishte shumë i varfër, ishte krejt i këputur. I zuri (i ndeshi, i hasi, i ra) sharra në gozhdë i doli për-para një vështirësi e pakapërcyeshme dhe e papara-shikuar. I ngeci (i ngeli) sharra në gozhdë ngeci në vend nga një pengesë e pakapërcyeshme, nuk shkon dqt më tej. Sharra që pret, shkëlqen edhe vetë *fj.u.* ai që meson e ndihmon të tjerët, meson e përfiton edhe vetë prej tyre. Lule sharrë *bot. shih te* LULE,~JA.

SHARRËXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Punëtori që pret e can trupa me sharrë dhe që nxjerr lëndë druri për ndërtim e për nevoja të tjera; punëtori që punon në sharrë; sharrok.

SHARRËZ,~A i *mjek., veter.* 1. Sëmundje shumë e rëndë, e cila shkaktohet nga një bacil që hyn në organizëm nëpërmjet plagësh a gërvishtjesh dhe shfaqet me tkurrje të të gjithë muskujve të trupit e më të dredhura të forta; tetanos. *E zuri sharrëza. Vdiq nga sharrëza.*

*2.* Sëmundje e kafshëve të trasha, që shfaqet me koqëza të vogla në bulçitë e në gjuhë, i fryn këto dhe i pengon kafshët që të hanë. *U ra sharrëza lopëve.*

3. *anat.* Zgjatime të mishta mbi sipërfaqen e lë-kurës e të disa mukozave, që përmbajnë fundin e fijeve nervore ose të enëve të gjakut dhe që janë shumë të ndjeshme. *Sharrëzat e gjuhës.*

SHARRËZ,~A ii *sh.* ~A, ~AT. 1. *anat.* Vija dhëmbë-dhëmbë ku lidhen pjesët e kafkës. 2. Penda e kurrizit të peshqve.

SHARRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHARROJ i, SHARROHET.

*Sharrim i tërthortë (gjatësor, për së gjati, në vijë të drejtë). Sharrimi i drurëve (i trungjeve, i dërrasave, i shufrave të hekurit, i mermerit).*

SHARRNJEJ *ka!.,* ~EVA, ~YER *krahin.* 1. Kam uri a etje të madhe, sharroj për diçka (edhe *fig.). Sha-rrnjeu për bukë (për ujë).*

2. *vet. veta 111.* Ka shumë nevojë për ujë, është në rrezik të fishket e të thahet nga thatësira (për bimët e për lulet).

SHARRNJYER (i,e) *mb. krahin.* Që ka uri a etje të madhe (edhe *fig.). Hante si i sharrnjyer.*

SHARROHET. *Pës. e* SHARROJ. *Sharrohet me zor. Sharrohet për së gjati (për së gjeri).*

SHARROJ i *kal.,* ~OVA, ~UAR. Pres ose çaj me sharrë një cope dru, hekur, mermer etj. *Sharroj një dërrasë. Sharroj drutë. Sharroj hekurat. Sharroj trupat.*

•*k* E sharroftë sharra! *mallk. shih te* SHARRË,~A.

SHARROJ n *jokal.,* ~OVA, ~OAR. 1. Fun-dosem, shkoj në fund, humbulloj; zhytem në diçka të shkrifët ose të ujshme. *Sharroj në dëborë. Sharroj në llucë (në baltë). Sharroi lundra.*

2. *fig.* Zhytem, futem thellë. *Sharroj në ten. Sharroj në mendime.*

3. Me vjen fundi, mbaroj; vuaj, heq keq për diçka; ngordh për të ngrënë, për të pirë etj. (edhe *fig.). Sharroi krejt. Sharruan atyre maleve. Sharroi për të ngrënë. Sharroi për duhan (për një cigare). Sharroi nga uria.*

SHARROK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtori që pret e që can me sharrë lëndë druri për ndërtim; sha-rrëxhi. *Puna e sharrokut.*

SHARRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është nxjerrë me anë të sharrimit. *Lëndë (druri) e sharruar.*

*2.* Që e ka anën dhëmbë-dhëmbë si sharra, e dhëm-bëzuar (për gjethet). *Gjethe e sharruar.*

SHARRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që sharron me sharrë.

2. *zool.* Sharruesi i drithërave: insekt shumë i vogël me ngjyrë të zezë, me unaza të verdha në trup e me krahë të tejdukshëm, që dëmton drithërat.

SHASTIMADH,~E *mb. krahin.* 1. Që i shastis të tjerët, që u merr mendjen të tjerëve.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Erdhi shastimadhi. Ç'u be (nga humbi) shastimadhi!*

SHASTIS *kal,* ~A, ~UR. 1. I prish mendjen dikujt dhe e hutoj fare, i marr mendjen, e trullos; e habit shumë, e lë pa mend. *Na shastisi me zhurmë (me llafe). E shastisi fare.*

*2. jokal.* Shastisem. *Shastisi në vend.*

SHASTISEM *vetv.* Me prishet mendja dhe hu-tohem fare, trullosem; habitem shumë, mbetem pa mend. *Ç'u shastise kështu! Mos u shastisi U shastisën pas asaj.*SHASTISJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHASTIS, SHASTISEM.

SHASTISUR (i,e) *mb. 1.* Që i është prishur mendja dhe është hutuar fare, i trullosur; i habitur shumë, që ka mbetur pa mend. *Me sy të shastisur. Mbeti (qëndroi) i shastisur. Rri (ecën) si i shastisur. Me shikonte i shastisur.*
2. *keq.* I ngathët nga mendja e hutaq, i humbur. *Njeri i shastisur,*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Fajet i ka ai i shastisuri.*
SHAT,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe SHATË,~A
. *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël bujqësore në trajtën e një gjysmërrethi të hekurt të kthyer poshtë, me një bisht druri të gjatë, që përdoret për të prashitur, për të gërmuar e për punime të tjera. *Prashit (mbjell, hap vija) me shat. Ujit me shat. S'bëhet vreshti me urata, po me shat a e me lopata. fj.u.*
2. *bised.* Prashitja e bimëve me këtë vegël. *Shati i parë (i dytë, i tretë). Bima do shat. U be për shat. Vjen në shat misri* vjen në kohën e prashitjes misri. *shkoj (i heq) një shat.*
• Merr shatë *(toka) shih te* MARR. Shat rrotullues disqe të dhëmbëzuara, të bashkuara në një bosht e të përkulura të gjitha nga njëra anë, që për-doren për të thyer koren e tokës. Një shat ujë sasi uji për ujitje aq sa kalon në një vijë. E mban shatin në ujë *dikush shih tek* UJË,~I. Veç shata e lopata dp të na ndajë duhemi aq shumë, sa vetëm vdek-ja do të ndajë. Nuk i merr (nuk i ngre, nuk i pi, nuk i zë) shata (lopata) ujë *shih te* LOPATË,~A. Shati tërheq nga vetja *fj. u. keq.* thuhet për një njeri që mendon më parë a me shumë për të mirën e vet, për nevojat e veta.
SHATËR,~RI *m. sh.* ~ËR, ~RIT *hist.* Djajë nga një familje fisnike, që shërbente në oborrin e një princi a të një mbreti (në sistemin feudal); shërbëtor shtëpie. *E mori (shërbeu) si shatër. Vajti i rrethuar nga shatrit.*
SHATËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT *krahin.* Shesh-je të vjetra; këpucë të vjetra që përdoren si sheshje. *Ishin bërë shatra këpucët.*
SHATËRKAZ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Një lloj kazme me faqe të ngushtë e të gjatë dhe pa tun, që përdoret për të hapur toka të reja, për të punuar vreshtat dhe për punime të tjera bujqësore. *Shatërkaz i madh. Punonte me shatërkaz.*
SHATËRVAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Curril i madh ose një tog currilash uji, që hidhen përpjetë me force e bien në një pellg të rrethuar me mure guri a mermeri, me skulptura e me zbukurime të tjera (za-konisht në një lulishte a shesh qyteti, në oborrin e një pallati etj.). *Shatërvan i madh (i bukur). Shatër-vani* i *lulishtes. Pellgu i shatërvanit.*
2. Curril a rrytnë uji, nafte etj. që shpërthen nga dheu e hidhet përpjetë me force. *Shatërvan nafte.*
3. *fig.* Çdo gjë që shpërthen e hidhet përpjetë me force dhe bie poshtë përsëri në trajtë tende. *Shatërvan shkëndijash.*
SHATËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Punëtor stinor i bujqësisë, që prashiste me shat arat me miser, bostanet etj. *Punonin si shatë tare.*
SHATOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *vjet.* Punoj me shat, prashit. *Shatoj misrin.*
SHATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Shatëtar.
SHATORR,~E *mb.* 1. Që i ka degëttë dendura e të mbledhura rreth trungut si tendë, që e ka kurorën në trajtë të shatorres. *Lis (ulli, vidh) shatorr. Karafil shatorr.*
2. Ji" *em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri i shën-doshë e i forte, njeri i mbushur e i ngjeshur.
SHATORRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Çadër, tendë. *Shatorre e bardhë (e kuqe). Shatorre e rrum-bullakët. Shatorre barinjsh. Ngre shatorren.*
2. *krahin.* Llapa e veshit. *Shatorrja e veshit.*
SHATORRTHI *ndajf.* 1. Në trajtë të shatorres, si tendë.
2. Rrasash. *Luaj shatorrthi.*
SHAT-PAT *ndajf. bised.* Shatra-patra. *Flet shat-pat.*
SHATRA-PATRA *ndajf. bised.* 1. Gjysma-gjysma, keq, sa mezi kuptohem (për gjuhën e për të folurit); në mënyrë gati të palexueshme, shtremba-shtremba (për shkrimin). *Flet shatra-patra. Shkruan shatra-patra.*
2. Dosido, shkel e shko, keq, sa për të shkuar ra-dhën. £ *bën punën shatra-patra.*
3. Duke hequr këmbët zvarrë e duke u lëkundur sa majtas djathtas, duke m'u marrë këmbët. *Ecte shatra-patra.*
SHAtJLL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Plumbcja e muratorit.
SHAVAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot. I.* Bimë shu-mëvjeçare deri tre metra e lartë, me kërcell të drejtë pa nyja, me gjethe të gjata e të ngushta dhe me lule të mbledhura si kalli, që rritet në këneta e buzë ujë-rash dhe që përdoret për të mbuluar kasollet, për të bërë rrogoza etj.; shurdhac. *Shavari i kënetës. Rrogoz shavari. Tufa shavari. Korr shavar. Kasolle e mbuluar me shavar.*
2. Kundje. *Pres shavar.*
3. Një lloj bari i gjatë, që rritet buzë ujërash dhe që, kur është i njomë, përdoret si ushqim për bagë-tinë.
SHAVARORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh barishtore shumëvjeçare, si shavari etj., që janë një-thelbore, me rizomë zvarritëse, me kërcell të drejtë, me lule si kalli a si lëvar në majë të një shtije dhe që rriten buzë ujërash e nëpër moçalishte etj.
SHAZ *ndajf. vjet.* Plot, rrafsh, buzë me buzë (për enët që i mbushim me ujë a me lëngje të tjera). *E mbushi gotën shaz.*
SHE,~XJ *m. sh.* ~RA, ~RAT. Përrua i madh që zbret nga malet dhe nuk shter gjatë gjithë vitit. *She i rrëmbyer.*
SHEBEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Djalë jetim ose shumë i varfër, që hynte si shërbëtor për bukën e gojës në shtëpitë a në dyqanet e të pasurve; shërbëtor që i shkonte pas një zyrtari të lartë ose një të pasuri. *Hyri shebek. V rrit si shebek.*
2. Njeri që ka mbetur i shkurtër e i pazhvilluar në trup. *Mbeti shebek. I shkurtër si shebek.*
*3.* Djalë i vogël që nuk rri rehat e që është shumëi lëvizshëm; djalë i shkathët e çapkën. *S'rri urtë she-beku. Ku ishe, more shebek?*
$HEBOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore zbukuruese me kërcell të degëzuar, me gjethe të ngushta e të gjata dhe me lule tufa-tufa me ngjyrë të verdhë, të kuqërremtë a në kafe, që e ka erën si të vjollcës, menekshe. *Lulet e shebojës. I ka faqet si shebojë.*
SHEF,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Përgjegjës që drej-tori një degë të administratës a të prodhimit, një zyrë, një sektor, një organizëm pune etj.; kryetar; ëpror. *Shefi i administratës. Shefi i seksionit. Shefi i shtabit. Shefi i llogarisë. Shefi i policisë.*
SHEFTELI,~A . *sh.* ~, ~TË *bot.* Një Iloj pjesh-ke, që i bën kokrrat të vogla; kokrra e kësaj peme. *Shefteli çahje (mishje).*
SHEGAN,~E *mb.* 1. Që e ka qimen të kuqe në të rnurrme a në kafe (për qetë, kuajt etj.). *Ka (kale, mëz) shegan. Lopë shegane.*

2. Që skuq në fytyrë nga shëndeti, që i kuqojnë faqet.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
SHEGAT (SHEGAS) *kai,* ~A, ~UR *krahin.* Tall a përqesh dike; ngacmoj. *E shegatin bota.*
SHEGERT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Çirak. *Shegerti i madh (shegerti i defterit)* ai që zëvendësonte mjeshtrin a tregtarin, kallfë. *Shegert dyqani (kafeneje). Shegert pazari. Hyri (u pajtua) shegert.*
SHEGË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Dru mesdhetar, zakonisht si shkurre deri në pesë-gjashtë metra e Jartë, me degë me gjemba, me gjethe vezake, me lule të kuqe si gjak, që bën kokrra të rrumbullakëta e të mëdha, me lëkurë të trashë dhe brenda me shumë fara të kuqe, me Iëng, të ëmbla a majhoshe; kokrra e këtij druri me farat, të cilat hahen kur piqen. *Shegë e kuqe. Shegë e ëmbël (e thartë). Shegë e egër. Shegë deve-dishe. Lule shege. Lëng shege. Ngjyrë shege. Bulë shege (kaposh shege)* një pjesë e kokrrës së shegës, që i ka farat të mbledhura në një vend. *kuq si shegë. Ngjyej me lëkura shege.*
SHEGORE,~T . *bot.* Familje drurësh e shkurresh si shega etj., me gjethe të përkundërta, me lule të kuqe, që lidhin një fryt të rrumbullakët me lëkurë të trashë e me shumë fara brenda.
SHEGUNE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. Veshje e si-përme prej shajaku, që i ngjan sharkës. *Shegune e zeze (e gjatë).*
SJffiH,~U *m. sh.* ~LERË, ~LERËT *et.* I pari i DJ£ sekti mysliman ose i një teqeje të këtij sekti (me përjashtim të bektashinjve), që predikon dogmat e islamizmit dhe zhvillon ritet fetare (në vendet ku ve-pron feja myslimane; në të kaluarën edhe në Shqi-përi).
SHEHËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT *vjet.* Qytet. *Shehër i madh (i vogël). Shkoi në shehër.*
SHEfK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I pari i një fisi te popujt arabë. *Pushteti i sheikut.*
SHEJTAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *et., mit.* Sipas paragjykimeve mistike-fetare: qenie e mbinatyrshme, e përfytyruar zakonisht si një njeri me brirë, me thuhdra e me bisht; misbërimi i së keqes dhe i ngasjes
për punë të liga, shpirti i së keqes; djalli, dreqi. *Punë e shejtanit. I zi si shejtan. la kalon shejtanit. E shtyu shejtani.*
2. *fig. thjeshtligj., keq.* Njeri dinak e shpirtkeq, njeri i prapë i prirë për prapësira e për të ngatërruar të tjerët; djall, dreq. *Është një shejtan ai, që...*
3. *thjeshtligj.,* edhe *përk.* Njeri shumë i zgjuar e i shkathët, që është i zoti t'ia dale mbanë në të gjitha rrethanat, njeri që i punon mendja për shumë gjëra e që nuk ia hedh dot askush. *Shejtan i madh. Shejtan i vogël* fëmijë trazovaç që s'lë dy gurë bashkë. *Është shejtani vetë ai djalë. Ik tutje more shejtan! Ç'shejtan që është!*
4. *Përd. mb.* sipas kuptimit 3 të emrit. *Shejtan djalë (djalë shejtan).*
• Është bërë si shejtani *keq.* është fëlliqur shumë, është ndotur i tëri. Ka Iindur përpara shejtanit *keq.* ia kalon edhe shejtanit në djallëzi, është dinak i madh dhe shumë i prapë. Është i shejtanit e i mejdanit është i zoti të bëjë edhe keq, edhe mirë, është i zoti për të gjitha punët. Shejtan (djall, dreq) me brirë *thjeshtligj. shih te* BRI,~RI. Ia bëri pajë shejtanit (dreqit) *shih te* PAJË,~A i. Ka bërë shkollën e shejtanit *keq.* ka mësuar të gjitha djallëzitë e ligësitë. E shtle (e fut) shejtanin (djallin)nëshisbeiitft”. *shih te* SHISHE, ~JA. I ka hyrë shejtani (djalli, dreqi, macja, maçoku) në bark *shih te* BARK,~U. E ka shejtanin (djallin, dreqin, macen, maçokun) në bark *shih te* BARK,~U. Ikën (largobet, ruhet) si shejtani (si djalli) nga temjani *shih tek* TEMJAN,~I. Ia ka shitur shpirtin shejtanit *keq.* a) është njeri i lig, që ka lënë mënjanë çdo parim e normë të moralit; b) e ka lënë veten të vuajë e të mundohet shumë pa shijuar asnjë gëzim e kënaqësi të jetës. Me mirë djepin thatë (bosh) se shejtanin brenda *j. u. shih te* DJEP,~I.
SHEJTANBUDALLA,~AI *m. sh.* ~ENJ,~ENJ-TË *bised.* Njeri që duket pak si budalla ose shtiret si i tillë, por që në të vërtetë është i djallëzuar. *Është shejtanbudalla.*
SHEJTANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* SHEJTAN,~I. *Ç'ma punoi shejtania!*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Çshejtane vajzë!*
SHEJTANI, ~A . *sh.* ~, ~TË. Djallëzi, dreqësi, punë shejtani; çapkënllëk. *Shejtani e madhe. Shej-tanitë e tij. Qesh me shejtani. E vështroi me shejtani.*
SHEJTANKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zakon. përk. 1.* Shejtane, djallushë. *Shejtankë e vogël. Ishte e bukur, shejtanka!*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
SHEJTANLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* Shejtani. *zoti për shejtanllëqe. Ka mësuar shejtan-llëqe. Qesh (let) me shejtanllëk. Shikonte me shej-tanllëk.*
SHEKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Enë druri e rrumbullakët e me madhësi të ndryshme, që bëhet me dërrasa të ngushta të shtrënguara me rrathë ose duke bashkuar dy gjysma të një trungu të gdhendur përbrenda dhe përdoret për të mbajtur në të bulmet, turshi, rrush etj.; vedër. *Sheke e madhe (e vogël). Shekja e djathit. Sheke me qumësht (me maze).*
*2.* Masë dritbi me madhësi të ndryshme sipas krahinave, që nxë pesëdhjetë, njëqind ose me shumë kilogramë. *Një sheke miser. Tridhjetë sheke drithë.*3. Enë druri e vogël e me kapak, që e përdorin
barinjtë si kupë për bulmet.
• I ushtojnë sheket (kadet, hambar(t) *shih tek* USHTON.
SHEKULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Periudhë kohe prej njëqind vjetësh, që shërben për të ndarë historinë e njerëzimit dhe që matet duke filluar nga viti i parë i erës së re e duke shkuar pas ose përpara këtij viti; kohë prej njëqind vjetësh, duke filluar nga një vit çfarëdo. *Shekulli i parë (i dytë, i tretë, i njëzetë). Shekulli i ri. Në shekullin e kaluar. Një (erek shekulli. Mesi i shekulli!. Gjysma e parë (e dytë) e shekullit. Në fillim të këtij shekulli. Në thellësi të shekujve* në lashtësi. *Në rrjedhë (në rrymë) të shekujve. për shekuj me radhë. Lavdi në shekuj!*
2. Periudhë historike gjatë së cilës ka ndodhur ndonjë ngjarje me rëndësi të jashtëzakonshme ose është zhvilluar veprimtaria e ndonjë njeriu të shquar, epokë. *Shekulli i Skënderbeut. Shekulli i energjisë atomike.*
3. *(me numërorin themelor* njëj *bised.* Një kohë shumë e gjatë, sa s'mbahet mend. *Ka një shekull kjo punë. Ka një shekull që s'e kam pare.*
4. *vjet.* Bota, jeta. *Në këtë shekull. Fjalët e shekullit. Faqe shekullit. Bukuri në shekull* bukuri e dheut. *E di gjithë shekulli.*
Shekulli i artë (koha e artë) *shih tek* ARTË (i,e).
SHEKULLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* 1. Klerik katolik që nuk ben pjesë në ndonjë urdhër fetar të caktuar e nuk jeton në kuvend; *kund.* rregulltar (në vendet ku vepron kisha katolike; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Shërbente si shekullar.*

2. *vjet.* Ai që nuk ishte klerik, laik (kështu quhej nga fetarët).
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit. *Kleri shekullar. Meshtar shekullar.*
SHEKULLAR,~E *mb. libr.* Që i përket jetës laike, i botës jofetare; *kund.* kishtar. *Punët shekullare. Muzikë shekullare.*
SHEKULLARIZlM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHEKULLARIZOJ, SHEKU-LLARIZOHET.
SHEKULLARIZOHET *libr. Pës. e* SHEKULLARIZOJ.
SHEKULLARIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. E shkëput nga mbarështimi a ndikimi i kishës dhe i klerit, duke i dhënë karakter laik a shtetëror, e bëj laik. *Shekullarizoi arsimin.*
2. E bëj prone të shtetit një prone të kishës. *Shekullarizoi famullitë. Shekullarizoi pasuritë e kishave e të manastireve.*
SHEKULLOR,~E *mb.* Që ka jetuar një shekull a shumë shekuj, që është prej shekujsh; që ka vijuar për shekuj, që ka zgjatur shumë shekuj; që është fituar gjatë shumë shekujve; shumë i lashtë, shumë i vjetër. *Pishë shekullore. Ullinj shekullorë. Pyje she-kullore. Dëborë shekullore. Armik shekullor. Sundim shekullor. Përvojë shekullore. Urrejtje shekullore. Prapambetje (errësirë) shekullore. Luftëra shekullore. Tradita shekullore.*
SHELEG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Qengj që ka
mbushur vitin; qengj me i madh se një vit. *Mish she-legu. Kullot shelegët. Qeth shelegët.* 2. *fig.* Fëmijë i urtë e i butë. *Shelegu i babait!*
SHELEGAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bari që kullot qengjat kur i këputin nga nënat, bariu i shelegëve. *Shelegari i kooperativës.*
SHELEGE,~IA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHELEG, ~U. *Kullot shelegët. E ka shelege atë vajzë.*
SHELG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET *bot.* Dru ose shkurre me degë të holla e të lakueshme dhe me gjethe gjatoshe, të ngushta a vezake, që rritet zakonisht në vende me lagështi. *Shelgu i bardhë. Shelgu i kuq (shelgu industrial)* shelgjishtër. *Shelgu i zi. Shelgu i egër* lloj shelgu që rritet si shkurre e ulët, me gjethe pushatake e me lule të verdha. *Shelgu i butë. Shelglo-tues (vajtues)* lloj shelgu me degë shumë të epshme e të gjata që varen poshtë. *Thupër shelgu.*
SHELGORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje drurësh e shkurresh, ku bëjnë pjesë llojet e ndryshme të shel-gjeve e të plepave.
SHELGJET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shelgjishtë.
SHELGJISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT dhe SHEL-GJISHTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Pyll me shelgje, vend me shelgje. *Shelgjishtë e dendur.*
*2. bot.* Shelgjishtër.
SHELGJlSHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Një lloj shelgu me degë në ngjyrë të kuqe të errët, shumë të buta e të lakueshme, që përdoren për të bërë shporta, karrige, tryeza e prodhime të tjera xunkthë-tarie; shelg i kuq. *Thupra shelgjishtre.*
SHELQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kuti druri me dy të ndara, që varet në mur e që shërben për të mbaj-tur lugët e pirunët dhe kripën; kripësnik; luges.
SHELQËROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dru i gjatë me shumë veshë a gremça, që e ngulin në tokë në stane për të varur në të napat e djathit ose enët e bulmetit. *Dru për shelqëror.*
*2.* Furkë për të mbajtur hardhitë ose degët e pe-mëve kur janë shumë të ngarkuara me rrush a me fruta. *vë një shelqëror hardhisë.*
•*k* Plori e shelqërori *shih te* PLOR,~I.
SHEMB *kal.,* ~A, ~UR. 1. Prish e rrëzoj përtokë një mur, një ndërtesë etj., rrënoj, shkatërroj e bëj rrafsh me token. *E shembën murin (shtëpinë, kalanë, përmendoren). E shembi tërmeti.*
*2.* Rrëzoj me force përtokë, përplas përdhe, hedh poshtë. *E kapi për beli dhe e shembi në tokë.*
3. Vras keq një gjymtyrë a një pjesë të trupit, e godit diku dhe e vras, por pa gjak; mbret, shajtoj. *Shemb dorën (krahun, këmbën, gjurin).*
4. *fig.* Përmbys që nga themelet, rrëzoj me force, shkatërroj (një sistem shoqëror, një pushtet politik etj.). *E shembën kapitalizmin. E shembën regjimin fashist (monarkinë).*
5. *fig.* Hedh poshtë diçka, rrëzoj; tregoj që është e gabuar a pa baza, i jap fund. *E shembëm pushtetin e kanunit (e fesë). I shembëm idhujt (zakonet pra-panike). Nuk ia shembi dot shpresat (besimin).*
6. *fig. bised.* E rrah fort dike, e shqep; e mund keqas (në një ndeshje sporti, në lojën e letrave etj.). *E shembi në dru. E shembi së rrahuri. E shembi megrushte (me shkelma). I shembën me gola. I shembën kundërshtarët.*
7. *fig. bised.* Ngop, dend. *E shembi me bukë. E shembi me gënjeshtra. E shembi me katra* i vuri shumë nota pakaluese.
8. *fig. keq.* E qortoj dike shumë ashpër, e dërrmoj fare; nuk e lë të marrë frymë. *E shembën me fletërrufe. E\ shembën me pyetje. E shembi më të shara.*
• Shemb (rrëzon) malet *dikush* është shumë i fuqishëm, bën punë të mëdha, nuk ka pengesë që taj ndalojë. -
SHEMBEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Prishet e rrë-zohet përtokë, rrënohet, shkatërrohet e bëhet rrafsh me token (për një mur, për një ndërtesë etj.); bie poshtë duke u shkëputur nga një vend a nga e tëra, rrëzohet. *U shemb muri (shtëpia, çatia, tavani, ball-kofii, ura). U shemb suvaja. U shemb një shkëmb nga mali. U shembën lisat. Shtëpia pa njeri brenda shembet. fj-\u.*
*2.* Rrëzohem me force, lëshohem e bie rëndë përtokë a mbi diçka, plandosem. *U shemb në shtrat (në kdrrige). U shemb përdhe.*
3. Vritem keq në një gjymtyrë a në një pjesë të trupit, goditem diku dhe vritem, por pa gjak; mbre-tein, shajtohem. *U shemb keq. U shemb në brinjë.*
4. *vet. veta III.* Ulet, zbret me poshtë, humbon; shket. *U shemb toka (rtuga).*
?. *vet. veta III fig.* Pushon së qeni, bie, shkatërrohet tërësisht; humbet, zhduket. *U shemb e vjetra. U shembën perandoritë. U shembën zakonet prapanike. Nuk iu [shembën shpresat. Si shembet besimi.*
*6. fig. bised.* Ngopem, dendem. *U shemb me pilaf (me fiq, me rrush). V shemb me katra* ka marrë shumë nota pakaluese.
7- *fig.* Punoj shumë, punoj pa pushim për një korië të gjatë, lodhem e këputem së punuari. *Shembe-shin në punë.*
8. *bised.* Rrënxohem.
9. *bised.* Dështoj; shtie. IP. *Pës. e* SHEMB.
*ir* Nuk u shemb dynjaja! *mospërf.* nuk u prish bota!, nuk u be kiameti!, punë e madhe! U shemb qielli *shih' te*

QIELL,~I. Sikur qielli të shembet (të përmby-set) *shih te* QIELL,~I.
SHEMBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shembëtirë. 2. *fig.* Shkatërrim, rrënim i plotë. *rente shemba! mallk.* u rrënoftë me gjithë ç'ka!
SHEMBËTIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend që shembet, tokë që humbon; rrëpirë që rrëshqet; shka-rëzimë, rrëzimë; humbellë. *Gjëmuan malet e shembë-tirat,*
SHEMBJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHEMB, SHEMBEM. *Shembja e mureve (e urës). Shembje dëbore (akulli). Shembja e së yjetrës (e sistemit kolonial, e kapitalizmit). Rrezik shembjeje. Vendi i shembjes.*
2. Vend i shembur, rrëzimë, shembëtirë. *E zuri rrugën një shembje.*
3. Vend i vrarë nga një godttje, por pa gjak. *Shembje ë lehtë (e rëndë). Ka një shembje në këmbë.*
SHEMBULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Qenie a send, sjellje, qëndrim, veprim a dukuri që shërben
si gjedhe (model) për të tjerët e që ndikon tek ata. *Shembull i mirë (pozitiv, i qartë). Shembull i keq (ne-gativ). Shembutli vetjak. Jap shembullin* e bëj i pari diçka. *Man (nuk man) shembull nga dikush. Ndjek shembullin e dikujt. E bëj shembull dike a diçka. E kam (e marr) si shembull. Shërben si shembull. Mësoj nga shembulli i të tjerëve (i prindërve, i shokëve).*
*2.* Sjellje, qëndrim a veprim shumë i mirë a i për-sosur që meriton të ndiqet nga të tjerët e që i frymëzon ata; ai (ajo) që ka një sjellje a qëndrim të tillë ose që kryen një veprim të tillë. *Shembull frymëzues (i shkëlqyer). Shembull vetëmohimi (heroizmi, guximi, trimërie, qëndrese, durimi, besnikërie, fisnikërie, ze-*
. *mërgjerësie, dashamirësie, pastërtie, çiltërie). Shembulli i Shqipërisë socialiste. Shembulli i më të mirëve (i të përparuarve, i komunistëve, i revolucionarëve). Është bërë shembull në mësime (në punë). E ka vajzën (djalin) shembull. E nxjerrin si shembull.*
*3.* Diçka e veçantë (një e dhënë, një fakt, një ngjar-je, një dukuri etj.) që e përmendim për të sqaruar, për të shpjeguar a për të vërtetuar një mendim a një pikëpamje, një përfundim, një përgjithësim etj. *Shembull tipik (i rëndomtë, i zakonshëm, i rrallë). Shembull i përshtatshëm (i papërshtatshëm). Shembull i njohur (bajat). Shembuj të shumtë (të paktë). Shem-buj nga e sotmja (nga e kaluara, nga historia). Kërkoj (gjej) një shembull. E sqaroj (e shpjegoj, e vërtetoj) diçka me shembuj. për shembull (shkurt. p.sh.)* bie fjala, fjala vjen (përdoret pasi kemi shprehur një mendim, të cilin duam ta sqarojmë me mirë a ta vër-tetojmë).
4. Fjalë, fjali etj. që shërben për të sqaruar me mirë një rregull gramatikore ose për të treguar kup-timin e një fjale a përdorimin e saj. *Shembull i goditur (i qartë, i thjeshtë, i bukur, i zgjedhur me kujdes, i mirë, i papërshtatshëm). Shembuj të vjetruar. Gjej (jap) shembuj. Pajis (plotësoj) me shembuj.*
5. Diçka a dikush që ngjan shumë me një tjetër ose që mund të krahasohet me të. *S'ka shembull në histori. Është pa shembull. Është i vetmi shembull që njihet nga e kaluara.*
6. Dënim a ndëshkim i rreptë ose pësim i rëndë që bëhet mësim për të tjerët. *E bënë shembull. E per-dorën (vlejti) si shembull. U duhej një shembull.*
SHEMBULLOR,~E *mb.* 1. Shumë i mirë, që mund të merret a të shërbejë si shembull për të tjerët, i përkryer. *Nxënës (ushtar, shofer) shembullor. Brigade shembullore. Anije shembullore. Sjellje (disiplinë punë, pastërti) shembullore. Mësim shembullor. Rregull shembullor. Sillet në mënyrë shembullore.*
2. Që është i rreptë dhe që bëhet për të paranda-luar një faj ose një gabim tjetër të tillë a më të rëndë, që u vlen të tjerëve si mësim. *Dënim (ndëshkim) shembullor. Masa shembullore. Gjyq shembullor.*
SHEMBUR (i,e) *mb.* 1. Që është prishur e është rrëzuar përtokë, i rrënuar, i shkatërruar, që është shembur. *Mure të shembura. Shtëpi (urë) e shembur. Vend i shembur.*
*1.* Që është vrarë keq, që është goditur diku dhe është vrarë, por pa gjak; i shajtuar.
3. Që është ulur, që ka zbritur me poshtë, që është shembur, që ka humbur; që ka shkarë (për token). *Tokë (rrugë) e shembur. Vend i shembur.*
4. *fig.* Që është shkatërruar tërësisht, që është per-mbysur përfundimisht; që është zhdukur, i humbur. *Bota e shembur. Zakonet e shembura. Shpresa të shem-bura.* 5. *bised.* I rrënxuar.
SHEMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *Met.* 1. Bleta c re që largohet në pranverë nga zgjoi, luzma e bletës. *Shema e pare. Mjaltë she me.*
2. Zgjua me zoga.
3. *fig.* Shumicë e madhe, tnizëri, luzmë (për qenie të gjalla).
SHEMËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Gruaja e dytë që merrte një burrë, kundrejt gruas së parë që ishte gjallë e në shtëpi; secila nga grate që kishte një burrë kundrejt njëra-tjetrës (kur burri merrte me shumë se një grua). *Fëmijët e shemrës. Shkojnë si shemrat* shkojnë keq, zihen vazhdimisht.
2. *fig.* edhe *m.* ~ËR, ~RI *sh.* ~ËR, ~RIT. Nje-riu më të cilin hahem në një punë; ai që kërkon të ma kalojë ose të me pengojë; kundërshtar; armik. *Shemër i forte. I doli një shemër. S'ka asnjë shemër. E kam shemër e jo zemër* e kam armik e jo mik.
*k* E do si djalin e shemrës *iron,* nuk e do fare, s'e sheh dot me sy, e urren.
SHEMËRI,~A . Të qenët shemër me një tjetër në një punë; armiqësi. *Shemëri e forte.*
SHEMËRTOHET *vetv. krahin.* Përtërihet, mbyllet, shëndoshet. *Shemërtohet lëkura e zhvoshkur e një druri. Shemërtohet plaga. Qenka shemërtuar veriu.*
SHEMËRTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Zë-vendësoj me fidanë të rinj bimët që nuk kanë zënë ose që janë kalbur, koj. *Shemërtoj duhan (domate, speca, bostan).*
SHEND,~I *m.* Gjendje shpirtërore shumë e gë-zuar, gëzim i madh, ngazëllim. *Ishte tërë shend. Është shend e gaz (shend e hare, shend e verë, shend e jetë). Kërcente (qante) prej shendit.*
SHENDtM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ngazëllim. *Shendime të reja.*
SHENDOHEM *vetv.* Mbushem me gëzim, ngazë-llohem. *Erdhi dita të shendohemi. Shendohet si fëmijë.*
SHENDOJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Mbush me gëzim, bëhem shend e verë, ngazëlloj. *shendoi fëmija. Këndoni e shendoni!*
SHENJ *kal.,* ~I, ~UR. Nis e i pjek, përshenj (për pemët). *Dielli i shenji pemët.*

SHENJET *vetv.* Fillon e piqet, fillon e merr ngjyrë, përshenjet (për pemët). *Po shenjet rrushi. Janë shenjur pjeshkët (qershitë, kumbullat). I mblodhën pa u shenjur.*

SHENJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjurmë a njollë që mbetet mbi sipërfaqen e diçkaje kur e prekim ose kur e shtypim me diçka tjetër; gjurmë që mbetet në lëkurë nga një plage, nga një goditje a nga një së-mundje, mbresë. *Shenjë e madhe (e thellë, e ngushtë). Shenjat e gishtërinjvc (e duarvej. Shenjat e Use. Shenja e plages. Lë shenja.*

2. Pullë, vizatim etj. që ia bëjmë një sendi ose një kafshe më të djegur, më të prerë, me bojë etj. për ta dalluar a për ta njohur; diçka që i vihet a i lidhet një njeriu, një kafshe, një shpendi etj., për ta dalluar a për ta njohur. *Shenjë dalluese. Shenjë personate.*

*usht.* numri i regjistrit të shtetasve që janë në evi-dencën ushtarake; pafta metalike me këtë numër, që e mban shtetasi. *Shenjë në vesh (në kurriz). U bëj nga një shenjë drurëve (që do të priten).*

3. Njollë e vogël a pike, me ngjyrë të ndryshme nga pjesa tjetër e lëkurës e zakonisht pak më e ngritur, që ka njeriu në fytyrë ose në trup; nishan. *Shenjë e kuqe. Me shenjë në faqe.*

4. *kryes. sh.* Tipar i veçantë dallues, nëpërmjet të cilit mund të njohim një njeri, një kafshe a një send. *Shenja të veçanta s'ka. E njoh nga shenjat.*

5. Vizë, vizatim, figure, tingull etj. që është pra-nuar të përdoret për të treguar diçka; send i posaçëm i vendosur në një vend për të na treguar a për të na kujtuar diçka. *Shenjat e bardha* viza të bardha në rrugët e qyteteve, që shërbejnë për të treguar vendin ku lejohet kalimi i këmbësorëve. *Shenja astronomike. astr.* vizatime që përdoren në astronomi për të për-faqësuar planetët dhe trupat e tjerë qiellorë. *Shenja diakritike. gjuh.* viza të veçanta, pika etj. që, duke iu bashkuar një shkronje, tregojnë se ajo përfaqëson një tingull tjetër (p.sh. dy pikat e shkronjës ë ose bishti i shkronjës ç). *Shenja grafike* tërësia e shkro-njave, e shifrave dhe e shenjave të pikësimit që përdoren në shkrim. *Shenja konvencionale* figura, viza-i.ime etj. që përdoren në fusha të ndryshme të shken-cës, të artit, të teknikës etj., me vlera e me kuptime për të cilat njerëzit janë marrë vesh që me pare. *Shenja matematike. mat.* simbole që përdoren për të shënuar veprime ose vlera të ndryshme matematike. *Shenjë monetare. fin.* figura dhe shënimet që shtypen ose që gdhenden në një monedhë. *Shenjat e pikësimit. gjuh.* shenja (pika, presja, pikëpresja, dy pikat, pikëpyetja, pikëçuditja, thonjëzat, kllapat, viza etj.), që përdoren në shkrim për të ndarë fjalitë a pjesët e një fjalie, për të shënuar ndalesat gjatë leximit dhe anë të tjera të ligjërimit që nuk mund të jepen me anë të shkronjave. *Shenja tipografike. Shenjat e muzikës. Shenjat e qarkullimit* sistem vizash e figurash që rre-gullojnë qarkullimin e mjeteve nëpër rrugët. *Shenjat e lundrimit. Shenjë detyrimi. Shenja e alarmit (e sul-mit, e tërheqjes). Shenja e fillimit të lojës. Shenjat e komandave ushtarake. Jap shenjë me dritë (me flamur, me raketë, me zjarre). Ngul shenjat* ngul disa hunj në tokë për të treguar diçka.

6. Gjë, fakt, ngjarje etj., që shërben për të treguar diçka, që na lejon të njohim a të zbulojmë diçka tjetër, më të cilën është e lidhur; tregues; shfaqje e jashtme e diçkaje, dëshmi që na lejon të kuptojmë natyrën a gjendjen e vërtetë të një njeriu, të një sendi, të një dukurie etj. *Shenjat e jashtme. Shenjat e para. Shenjë e mirë (e keqe, e qartë). Shenjat e motit (e shiut, e bores, e pranverës, e dimrit). Shenja nafte (kro-mi, fosforitesh). Shenjat e sëmundjes (e tifos, e ver-dhëzës, e helmimit). Shenjë zie. Shenjë shqetësimi (padurimi, frike, hutimi, lodhjeje, dobësie). Shenjë krenarie (mendjemadhësie). Shenjat e kryengritjes (e fillimit të revolucionit). Shenja të rritjes e të zhvillimit. Shenja të rënies (të amullisë, të krizës). Në shenjë nderimi (kujtimi, falënderimi, mirënjohjeje, miqësie). Ka shenja për bore (për shi)*.

7. Ngjarje, dukuri a fjalë, për të cilën, sipas besë-tytnive, mendohet se paralajmëron diçka të mirë a të keqe, ogur. *Shenjë e mirë (e keqe, e kobshme). S'ka shenja. V dukën ca shenja.*

8. Lëvizje që bëjmë me kokë, me duar, me sy etj. për të shprehur një mendim, një dëshirë a një gjendje shpirtërore, për t'i dhënë dikujt një urdhër, për t'i treguar diçka etj. *Tund kokën në shenjë po-himi (mohimi). Me një shenjë të kokës. I bëj dikujt shenjë me dorë (me kokë, me sy). Ia bëj dikujt me shenjë. I tregoj diçka me shenja. Flet me shenja.*

*9.* Sendi tek i cili marrim vijën e shenjimit në stërvitjen për qitje; dikush a diçka që duhet qëlluar në qitje me armë, me shigjetë etj.; nishan. *Shenjë ajrore. E rrëzoi (e vrau) shenjën. Qëlloj (godas) në shenjë. AIarr (vë) diçka si shenjë. Man shenjë* marr nishan. *Ka shenjë* qëllon mire, ka nishan.

10. *etnogr.* Unazat e dhuratat e tjera që shkëmbehen në fejesë, nishan. *Çoi shenjën. Ndërruan shenjën. Ktheu shenjën* prishi fejesën.

11. Pjesë ose mbeturinë që na tregon për dike a për diçka. *Nuk u gjet asnjë shenjë (nga trupi i dikujt a nga diçka). Nuk i mbeti asnjë shenjë. Humbi pa shenjë.*

12. Pjesët më të mira të një mishi të pjekur (bishti, shpatullat, veshkat), që i vihen përpara mikut për nderim; thelë e ndarë sipas pjesëve të trupit (zakonisht për shpendët). *I jepnin shenjën mikut. Shenjat i ndante i zoti i shtëpisë.*

13. Distinktiv. *Shenja e Çmimit të Republikës. Kishte katër shenja sulmuesi.*

*k* Sipas shenjave... me sa duket..., sipas gjithë gjasave... I bie në shenjë (i We shenjës) gjej pikërisht ate që kërkohet, prek thelbin e çështjes. Qëlloi (go-diti) në shenjë zbuloi dhe kritikoi pikërisht burimin e një të mete, të një gjendjeje të pakënaqshme etj., qëlloi aty ku duhej, vuri gishtin në plage. Humbi pa shenjë (e pa dukë) humbi, u zhduk pa lënë asnjë gjurmë. Jane shenjat që... ka shumë mundësi që... Jep snenjë (shenja) tregon një fare gjallërie, bën një fare lëvizjeje. Jep shenja për... tregon se është i aftë për një puaë a për një veprimtari, tregon se do të bëjë diçka. Ka shenja që... ka shumë mundësi që... E ka marrë (në) shenjë *dike a dirk a* i ka drejtuar goditjet kundër dikujt a diçkaje, e sul-mon vazhdimisht. E mban në sbenjë *dike* tregohet syhapët ndaj dikujt, prej të cilit mund t'i vijë ndonjë rrezik. Është (ndahet) në shenjë dallohet, shqu-het i ndër të tjerët nga një veti, nga aftësitë etj. Njeri në shenjë njeri i shquar, njeri që dallohet nga të tjerët për merita, për aftësi, për zotësi etj. I vë shenjën *dikujt* e dalloj dike nga të tjerët për t'i besuar një det)jrë që kërkon aftësi e zotësi të veçantë ose për ta trajtuar ndryshe. E ka vënë (e ka) në shenjë *dike* e vëzhgon, e ruan dhe e ndjek dike si e si t'i gjejë rastjn për ta kritikuar e për t'i bërë keq; e sulmon dike vazhdimisht, e godet sa here që ia gjen rastin. Nuk jep

shenjë jete duket si i vdekur. Një shenjë (një nishan) pushke (dyfeku) larg *shih te* PUSHKË,~A. Vë (heq) shenjën (vijën) e barazimit *shih te* BARAZIM, ~I.jU vë shenjë fjalëve *të dikujt* u vë mendjen fjalëve të tij, i kam parasysh gjithmonë; i marr me gjithë mend.

SHENJËDHËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Semafor. 2.i Punëtori që jep shenjat për lëvizjet e trenave. *Punon si shenjëdhënës.*

SHENJËDHËNËS,~E *mb. usht.* Që shërben për të dhënë shenjë për diçka, që përdoret për të lajmëruar dikëi *Fishek shenjëdhënës* fishek me ngjyrë, që përdoret për të dhënë shenjë. *Raketë shenjëdhënëse* ra-ketë me ngjyrë që përdoret për të dhënë shenjë. *Pis-
toletë shenjëdhënëse* pistoletë që përdoret për të he-dhur raketa me ngjyrë.

STHENJËRAX~E *mb.* I shëmtuar; i keq (për nje-rëzit). *Burrë shenjërak.*

SHENJËSHKCRTËR *mb.* Që mund të qëllojë mirë vetëm në një pike të afërt, që nuk e çon plumbin larg (për armët si koburja etj.). *Armë shenjëshkurtër.*

SHENJËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që qëllon mirë në shenjë. *Shenjë tar i mirë (i dëgjuar).*

2. *si mb.* Që qëllon mirë në shenjë. *Pushkë shenjëtare.*

SHENJËTARI,~A . Zotësia për të qëlluar mirë në shenjë. *Ajo ua kalon edhe burrave në shenjëtari.*

SHENJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zvog.* e SHE-NJË, ~ A. *Shenjëzat e para. Shenjëzat e pranverës. Sa për shenjëz. Ka një shenjëz në fytyrë.*

*2. vet. sh.* ~A, ~AT *astr.* Grup yjesh në yjësinë e Demit (me sy të lire shihen 6-9 yje).

SHENJT,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT. 1. *fet.* Njeri që, sipas besimeve fetare, ia ka kushtuar jetën fesë e zotit dhe që pas vdekjes është shpallur a shpaliet si i shenjtë nga kisha (në vendet ku vepron feja e krishterë). *E shpallën shenjt.*

*2. fig. vjet.* Njeri shumë i urtë e i padjallëzuar, njeri që nuk i bën keq askujt. *E mbante velen për shenjt.*

SHENJTË (i,e) *mb.* 1. *fet.* Që i përket zotit, fesë e adhurimit fetar, që vjen nga zoti; që është i pajisur me hirin hyjnor, që ka fuqi hyjnore (sipas dogmave fetare dhe besimeve të kota); që lidhet me shërbesat e me ritet fetare. *Trinia e shenjtë* Ati, Biri dhe Shpirti i shenjtë (në fenë e krishterë). *Varri i shenjtë* vendi ku, sipas mitologjisë së krishterë, është varrosur Krishti. *Vendet e shenjta* vendet ku, sipas miteve të bibles ka jetuar e ka vepruar Krishti; vendet ku, sipas fesë myslimane ka zhvilluar veprimtarinë e tij Muhameti. *Vend i shenjtë* vend ku, sipas besimeve fetare, ndodhet varri i ndonjë shenjti a i ndonjë njeriu që ia ka kushtuar jetën fesë, ku ka pa-sur ndonjë faltore të vjetër; vend që, sipas besë-tytnive, ka një fuqi hyjnore çudibërëse. *Selia e shenjtë* selia e papës. *Ati i shenjtë* papa. *Shkrimi i shenjtë (lib-rat e shenjtë)* Dhiata e Vjetër dhe Dhiata e Re. *Altari i shenjrë. Sende të shenjta. Rit i shenjtë. Njeri i shenjtë* njeri që, sipas besimeve fetare, ia ka kushtuar jetën fesë dhe zbaton me përpikëri rregullat fetare, shërbëtor i zotit.

2. *zakon. iron.* Që merret si shembulli me i lartë i dëlirësisë e i pastërtisë morale, i virtytit e i nder-shmërisë; që është i pamëkatë. *Nuk është aq i shenjtë sa tregohet.*

3. *fig.* I frymëzuar nga një qëllim i lartë, nga ndje-nja fisnike e dashurisë për popullin, për atdheun e për njerëzimin; i paster, i dëlirë; i shënuar. *Dashuria e shenjtë për atdheun. Malli i shenjtë për vendlindjen. Lufta e shenjtë për liri. Detyrë e shenjtë. Qëllim i shenjtë. Ligji i shenjtë i Partisë për mbrojtjen e të drejtave te grave e të vajzave. Ditë e shenjtë.*

4. *fig.* Që ka një vlerë a rëndësi të jashtëzakon-shme dhe që për këtë arsye është i pacenueshëm e i paprekshëm; që të ngjall a të frymëzon një nderimtë thellë. *Trualli i shenjtë i atdheut. Kufijtë e shenjtë të atdheut. Flamuri ynë i shenjtë.*

*k* Me frymën e shenjtë *iron,* si me magji, si me anë të një fuqie të mbinatyrshme. Lidhje e shenjtë *libr., keq.* lidhje e qeverive a e forcave reaksionare e kundër-revolucionare të disa vendeve, që ka për qëllim të shtypë luftën çlirimtare e lëvizjet revolucionare të masave popullore dhe të klasës punëtore (ashtu siç veproi Lidhja e Shenjtë e monarkëve të Rusisë, të Austrisë e të Prusisë pët të shtypur lëvizjet revolucionare e çlirimtare në Evropë në fillim të shek. XIX).

SHENJTËRESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fet., vjet.* Shenjtore. *Hiqej si shenjtëreshë.*

SHENJTËRI,~A.eM.Të qenët i shenjtë (sipas fesë).

2. Titull që U jepet peshkopëve ndër ortodoksët, papës ndër katolikët dhe gjyshit ndër bektashinjtë (në vendet ku vepron kisha e krishterë dhe bekta-shizmi; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Shenjtëria e tij.*

SHENJTËRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHENJTËROJ, SHENJTËROHEM. *Shenjtërimi i të parëve. Shenjtërimi i njeriut. Shenjtërimi i fuqive të natyrës. Shenjtërimi i pronës private.*

SHENJTËRISHT *ndajf.* Në mënyrë të shenjtë, si një shenjt; me adhurim. *Jetonte shenjtërisht. E man diçka shenjtërisht. Hante (pinte) shenjtërisht. iron,* hante (pinte) mirë.

SHENJTËROHEM *vetv.* 1. *fet.* Jetoj e sillem si shenjt; dëlirem; bëhem i shenjtë (sipas dogmave e besimeve fetare).

2. *vet. veta III fig.* Mbahet si diçka e shenjtë, mba-het si i paprekshëm dhe i pacenueshëm; shndërrohet në ligj, përligjet.

3. *Pës. e* SHENJTËROJ.

SHENJTËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *fet.* E bëj, e quaj a e shpall të shenjtë; e mbaj dhe e kremtoj si të shenjtë (për të kremtet fetare). *E shenjtëruan ate njeri (ate vend). Shenjtëronin ujin (verën). Shenjtë-ronin të dielën.*

2. *fig.* E nderoj si të shenjtë, e bëj të shenjtë, e mbaj si të paprekshme dhe si të pacenueshme; e shndë-rroj në ligj; përligj. *Ideologjia fetare shenjtëron pro-nën private (shtypjen, shfrytëzimin, ndarjen e shoqërisë në klasa). Norma morale që i ka shenjtëruar kisha (tradita). Qëllimi nuk shenjtëron mjetet.*

3. *jokal. bised.* Rri me këmbë si i ngrirë dhe i hesh-tur. *Shenjtëronte me këmbë.*

SHENJTËROR,~E *mb. fet., vjet.* I mbushur me shenjtëri, i shenjtë; prej shenjti. *Fytyrë shenjtërore. Urtësi (butësi) shenjtërore. Fjalë shenjtërore.*

SHENJTËRORË,~JA . *sh.* ~E, ~ET *fet., vjet.* Vend i shenjtë; faltore a kishë e vogël ku, sipas besëtytnive fetare, ruheshin relike shenjtërish; kungë, ajodhimë. *Shkoi (hyri) në shenjtërore.*

SHENJTËRUAR (i,e) *mb.* 1. *fet.* Që është shenjtëruar, që është bërë a është shpallur i shenjtë (sipas dogmave e besimeve fetare). *Vend i shenjtëruar. Vaj (ujë) i shenjtëruar.*

2. *fig.* I shenjtë. *Qëllim i shenjtëruar. Detyrë e shenjtëruar.*

SHENJTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Shenjt. *Emra shenjtorësh. Ikona shenjtorësh. "Mrekullitë" e shenjtorëve. Dyzet shenjtorët. U shpall shenj-tor.*
SHENJTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *fet. Fem.* e SHENJTOR,~I. *Fytyrë shenjtoreje. E zbehtë si shenjtore.*
SHEQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Sheke.
SHEQER,~I *m.* 1. Lëndë e ëmbël në trajtë kris-talesh të vogla të bardha e të tretshme lehtë në ujë, që nxirret nga një lloj panxhari ose nga një lloj ka-llami dhe që përdoret si ushqim. *Sheqer pluhur (pe-të, kokërr). Prodhime sheqeri. Panxhar sheqeri. Kallam sheqeri. Fabrikë sheqeri. Prodhimi i sheqerir. Përqindja e sheqerit. Çaj me sheqer. I hedh (i shtie) sheqer d i ç k aj e. Krip diçka me sheqer. Ka shumë sheqer. I ëmbël si sheqeri.*
2. Lëndë organike e ëmbël, që gjendet në nektarin e luleve, në tulin e frutave etj. *Sheqeri i frutave (i rrushit, i mjaltit, i qumështit). Kumbull sheqeri* një lloj kumbulle që bën kokrra të rrumbullakëta, të verdha e shumë të ëmbla.
•*k* E lyen me sheqer *diçka* përpiqet ta fshehë thelbin e keq të diçkaje, duke përdorur fjalë të ëmbla e mënyra joshëse. Plumb me sheqer *iron,* helm i she-qerosur, thikë pas shpine. Nuk ra sheqeri në ujë! *iron.* nuk ndodhi ndonjë e keqe e pandreqshme, nuk u be hataja, nuk u prish bota! Është sheqer i gjallë *di-k u s h* është shumë i dashur e f jalëmirë më të t jerët, është shumë gojëmbël. Është top sheqeri është e shën-detshme, e bardhë dhe e bukur (për vajzat). E ha (e merr) shapin për sheqer *shih te* SHAP,~I. E ka gojën sheqer është gojëmbël. E ka mjaltë e sheqer (mjaltë e qumësht, mjaltë e gjalpë) *me dike shih te* MJALTË,~I. Ndaj shapin nga sheqeri *shih te* SHAP,~I. Nxjerr (lëshon, derdh) mjaltë (sheqer) nga goja *shih te* MJALTË,~I. Kallam sheqeri *bot. shih te* KALLAM,~I. Sëmundja e sheqerit *mjek.* sëmundje e shkaktuar nga tepria e glukozës në gjak; diabet.
SHEQERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Sheqerkë. 2. *perk.* Vajzë e mirë, vajzë e ëmbël (në krijimta-rinë popullore). *Eja me mita, sheqerja ime.*
SHEQERE *mb.* 1. Shumë e ëmbël (për një lloj dardhej. *Dardhë sheqere.*
2. Që ka ngjyrë trëndafili të çelët. *Bojë sheqere.*
3. *si em.* SHEQERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj da'dhe shumë e ëmbël, dardhë sheqere.
SHEQERIM,~I *m. kim.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHEQEROJ, SHEQEROHET. *Sheqerimi i mushtit (ifrutave).*
SHEQERKË,~A. *sh.* ~A, ~AT, Sheqer i pjekur në trajtë kokrrash, të cilave zakonisht u shtien edhe diçka me erë të mirë; karamele. *Një grusht sheqerka. Kuti me sheqerka.*
•*k* E ëmbëlsoi me sheqerka *dike* e mori më të mirë dike, me qëllim që ta gënjente, që të nxirrte përfitime prej tij. I dha një sheqerkë *keq.* i dha një bakshish a një dhuratë të vogël për ta marrë më të mirë, pëi ta bërë për vete. Sheqerkë me helm diçka që duket e mirë e joshëse nga jashtë, por që fsheh një rrezik të madh.SHEQERMBAJTËS,~E *mb. kim.* Që përmban sheqerna. *Bimë sheqermbajtëse.*
SHEQERNA,~T *m. vet. sh.* 1. *kim.* Lëndë orga-nike që përmbajnë sheqer. *Nevojat e organizmit për sheqerna. Fruta të pasura me sheqerna.*
2. Sheqerka. *Një kupë me sheqerna.*
SHEQEROHET *vetv.* 1. *kim.* Shndërrohet në shçqer; shtohet përqindja e sheqerit. *Sheqerohet mushti (dmidoni).*
*l2. Pës. e* SHEQEROJ.
SHEQEROJ *kal,* ~OVA, ~OAR. 1. I shtie sheqer një ëmbëlsire a një pijeje, e bëj të ëmbël me sheqer; e mbuloj me një shtresë sheqeri. *Sheqeroj biskotat (petullat). Sheqeroj likerin.*
*%. kim.* Shndërroj në sheqer; shtoj përqindjen e sheqerit.
SHEQEROR,~E *mb.* Që përmban sheqer; që shërben për të nxjerrë prej tij sheqer. *Lëndë sheqerore. Bimë sheqerore. Lëng sheqeror.*
SHEQEROS *kal,* ~A, ~UR. 1. Sheqeroj; i shtie shumë sheqer sa trashet ose sa mpikset. *Sheqeros hallvën (hasudenë). E ka sheqerosur bakllavanë.*
2. *fig.* E zbukuroj diçka me tepri, përpiqem të mbuloj anët e këqija të saj duke përdorur fjalë të ëmbla e joshëse. *sheqerosin punët (kontradiktat). 1 ka sheqerosur personazhet.*
SHEQEROSET *vetv.* 1. Ngrin sheqeri që ka qenë i tretur në një lëng (kur ka tepër sheqer). *Sheqeroset reçeli (kadaifi).*
*I. Pës. e* SHEQEROS.
SHEQEROSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHEQEROS, SHEQEROSET.
ÇHEQEROSUR (i,e) *mb.* 1. Që i kemi hedhur sheqeri <I[e'] [e] *^emi* kripur me sheqer a e kemi mbështjellë me një shtresë sheqeri; që është zier në sherbet. *Llo-kurne të sheqerosura. Ëmbëlsire e sheqerosur. Lajthi (bajame) të sheqerosura. Fruta të sheqerosura.*
2. Që i ka ngrirë sheqeri i tretur në të; që është mpiksur e kokrrizuar (për sherbetin e ëmbëlsirave e për mjaltin). *Mjaltë i sheqerosur. Bakllava e sheqerosur.*
3J *fig.* Që është zbukuruar me tepri për të mbuluar anët e këqija e përmbajtjen e vërtetë jo të mirë dhe për Itë joshur a për të gënjyer ata që besojnë lehtë. *Pilule e sheqerosur. Parullë e sheqerosur. Vargje të sheqerosura. Fjalë të sheqerosura.*
SHEQERPARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ëmbëlsire e gatuar me miell, me gjalpë a me vaj dhe me vezë, së cilës, pasi piqet në furrë, i shtihet sherbet; një cope nga kjo ëmbëlsire. *Një tepsi me sheqerpare. Hëngri tri sheqerpare.*
SHEQERTË (i,e) *mb.* 1. Që përmban sheqer; që është prej sheqeri; sheqeror. *Lëndë e sheqertë. Lëng i sheqertë. Gjel i sheqertë* sheqer i shkrirë në të nxehtë, i ngjyrosur e i mpiksur në trajtën e një gjeli, që vi-het në një shkop dhe që përdoret si ëmbëlsire për fë-mijët.
2. *fig.* I ëmbël. *Këngë (ninullë) e sheqertë.*
SHEQERXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.*
Ai që bënte dhe shiste sheqerka e ëmbëlsira të ndrysh-,me. *Dyqani i sheqerxhiut.*
SHEQËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sheke e vogël që shërben zakonisht për të ngrënë, për të mbajtur bul-met a për të mjelë bagëtinë. *Sheqëz me dhallë (me qu-mësht, me gjizë). Mjel dhinë në sheqëz.*
SHERBELË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre e vogël e viseve të ngrohta bregdetare, përherë e gjel-bër, me gjethe vezake ose heshtake, të mbuluara me push ngjyrë hiri e me një erë të veçantë, e cila përdoret në mjekësinë popullore, në industrinë farma-ceutike etj. *Lulet (gjethet) e sherbelës. Lëngu i sher-belës. Era e sherbelës. Grumbullimi i sherbelës. Thar)a e sherbelës.*
SHERBET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Ujë me sheqer

që e ziejmë derisa trashet dhe ua hedhim disa ëmbëlsirave. *Sherbet i trashë (i hollë). Ëmbëlsira me sherbet. U lidh sherbeti* u trash aq sa duhet për t'ia hedhur ëmbëlsirës. *hedh sherbetin bakllavasë (kadaifit).*

*1.* Pije që përgatitet me ujë e me sheqer dhe me ndonjë erë të mirë (me ujë trëndafili, me kanellë, me karafil etj.). *Sherbet i ftohtë. Sherbet trëndafili. Një gotë sherbet. Pi sherbet.*

3. Ujë me gëlqere të holluar, që përdoret për të Iyer. *Sherbet gëlqereje. I heq një sherbet dhomës. Lyej me sherbet.*

• E piu sherbetin *mospërf.* vdiq.

SHERBETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHERBETOJ, SHERBETO-HET. *Sherbetimi i ndërtesare. Sherbetim me gëlqere. Punime sherbetimi.*

SHERBETOHET. *Pës. e* SHERBETOJ.

SHERBETOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I hedh sherbetin një ëmbëlsire.

2. Lyej me sherbet gëlqereje, i heq një sherbet. *Sherbetoj shtëpinë.*

SHERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Gjembaç, gjemb gomari.

SHERIAT,~I *m. vjet.* E drejta fetare islamike (në vendet ku vepron feja myslimane; gjatë sundimit osman edhe në Shqipëri). *Gjyqi i sheriatit. Kanunet e sheriatit. Me sheriat.*

SHERIF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Funksionar i ngar-kuar me zbatimin e ligjeve në një njësi të caktuar administrative në Angli; funksionar i ngarkuar me ruajtjen e rendit dhe me zbatimin e vendimeve të gjyqeve në një qark administrativ në SHBA. *Sherift i policisë. Zyra e sherifit.*

SHERMASHEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Urth. *Degë Çkurorë) shermasheku. Mur (dru) i veshur me shermashek.*

SHERMEND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Degëzat c tepërta që i presin kur kijnë hardhitë; degëza hardhie që i mbjellin. *Shermend i shëndoshë. Shermend hardhie. Mbjell shermende.*

SHERP,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore që përdoret në gjellë të ndryshme për shije ose hahet si satiate; selino e egër.

SHERR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Grindje e forte me fjalë e më të bërtitura, zënie; mosmarrëveshje. *Sherr i madh. Njerëz të sherrit. U ka hyrë sherri. Plasi(nisi, krisi) sherri. Bin (hap, zë) sherr. Lyp (ngre, kërkon) sherr. Shuaj sherrin. Ndaj sherrin* bëj që të pushojë një grindje duke i pajtuar të dyja palët. *largohem (i shmangem) sherrit. I futi në sherr. Është në sherr me dike. I bëri me sherr* i vuri në grindje, i bëri që të grinden.

2. *Bised.* Dëm a ngatërresë që i sjellim dikujt; punë e ligë, mbrapshti, e keqe. *bëri një sherr dikujt. Ia druan sherrin dikujt* ruhet nga dikush se mos i bën ndonjë të keqe. *Ia pa sherrin dikujt a diçkaje* e pësoi për shkak të dikujt a të diçkaje, e gjeti një e keqe, u dëmtua.

3. *bised.* Smirë, resë. *Ka sherr për dike. E ka sherr dike.*

4. JI *mb.* ~, ~E. Sherret, sherrak; i djallëzuar, dinak, i mbrapshtë; resëtar. *Është sherr (sherre).*

•*k për* sherr për dreq. për sherrin *e dikujt a të diçkaje për* shkakun e dikujt a të diçkaje. Mollë sherri *libr. shih te* MOLLË,~A. Me poll! sherri *me dike* me gjeti belaja me dike. Shikon për sherr kërkon të zihet me dike. I bie sherrit prapa *shih te* PRAPA. E kërkon sherrin me qiri *shih te* QIRI,~U. I mbiu sherri midis hairit i ndodhi një e keqe e papritur.

SHERRiK,~E *mb.* 1. Që nuk i rrihet pa bërë sherr, që kërkon të grindet gjithnjë, sherret (zako-nisht për fëmijët). *Fëmijë sherrak.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Sherrak i rnadh. Sherrakët e lagjes.*

SHERRBUDAlXA,~Al *m. sh.* ~ENJ, ~ENJTË

*bised.* Njeri që, duke u hequr si i padjallëzuar, si i patëkeq ose nga budallallëku i tij, fut sherre e nga-tërresa; njeri që është gati të bëjë sherr për çdo gjë ose kot së koti. *Ishte sherrbudalla ai. Mos u merr me atë sherrbudalla!*

SHERRET,~E *mb.* 1. Që zihet e grindet shumë më të tjerët, që bën sherre shpesh; që s'rri urtë, i prapë, xanxar (zakonisht për fëmijët). *Djalë sherret. Vajzë sherrete.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

SHERRI,~A . *sh.* ~, ~TË. Djallëzi, dredhi, dhelpëri, hile. *zoti për sherri. E pati me sherri. I dolt sherria.*

SHERRMADH,~E *mb.* 1. Që e ka zakon të bëjë sherr, sherrxhi. *Çun sherrmadh. 2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

SHERRXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Ai që
e ka zakon të bëjë sherr, sherrmadh.

2. Ai që punon me sherri, ai që sillet me dredhi; hileqar. *Sherrxhi i madh.*

3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit.

SHES *kal.,* SHlTA, SHlTUR. 1. I jap dikujt një mall a një send duke marrë prej tij një shumë parash. *Shiste vezë (pula, mollë, gështenja, perime). Shet naftë (krom, hekur, çimento). E shiti shtëpinë (bagë-tinë). Shesin forc?n e krahut (punëtorët në vendet ka-pitaliste). la shitnin tepricat (e prodhimeve bujqësore) shtetit. E shiti lire (shtrenjtë). E shiti me humbje. Nuk e shet.*

2. edhe *fig. keq.* Tradhtoj dike a diçka; ia lë dikujt në dorë për para ose për përfitime të tjera; shkei vlerat më të larta. morale për përfitime vetjake. *Shitën at-
dheun (vendin, lirinë, pavarësinë, interesat kombëtare). Shiti nderin. S'e shet veten tek të huajt.*

3. *fig. keq.* Përpiqem ta paraqit dike a diçka ndry-she nga ç'është në të vërtetë, për t'ia hedhur dikujt, për të mashtruar dike. *E shet një teori si origjinale (si mater ialiste, si shkencore). E shet veten si të ditur (të zotin, trim). E shet veten si mik. Shiti gjetkë (shitja tjetërkujt) këto!* gjej njerëz të tjerë që të të besojnë për këto që thua, se ne nuk na gënjen dot!

4. *keq.* Ua them të tjerëve, ua jap të tjerëve gjoja si të mirë për t'ua hedhur a për t'u dukur. *Shet të trasha* thotë fjalë të mëdha për t'u dukur, mburret. *Shet pallavra (dokrra, dëngla, përralla)* hiqet trim a i zoti para të tjerëve.

• Të shet e të blen është shumë i zgjuar, është shumë i shkathët e dinak. Shet e nuk blen net vetë për t'u mbushur mendjen të tjerëve dhe nuk dëgjon fare se ç'thonë ata. Shet dije shet mend, hiqet si i ditur. E shet lart *dikush* mbahet më të madh, është men-djemadh, e mban hundën përpjetë. Shet mend përpiqet të tregohet me i ditur a me i zoti sesa është, mburret përpara të tjerëve. I shet kastraveca bostanxhiut *shih te* BOSTANXHl,~U. E shUi lëkarën shtrenjtë u vra pasi e dëmtoi rëndë kundërshtarin, ia pagoi shtrenjtë armiku. Shiti rrobat dhe lëkurën u vu kokë e këmbë në shërbim të dikujt për para a për përfitime të tjera vetjake. E shet sapunin për djathë *shih te* DJATHE, ~I. E shet shkumën për ajkë *shih te*

SHKUMË,~A. Ia ka shitur shpirtin shejtanit *keq. shih te* SHEJTAN, ~I. Ta shet ujin e pusit për verë *shih te* VERË,~A 11. Djalli s'ka dele dhe shet lesh *shih te* DJALL,~I. Shtëpinë shite, shokun mbaje! *fj. u. për* shokun e vërtetë mos kurse asgjë, miqësia e vërtetë s'ka të pagu-ar. I zoti e shet, tellalli s'e jep . *u. shih te* ZOTI (i).

SHESTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kompas, per-gjel. *Mas me shestë.*

2. Qëllim, plan, shestim. *Shestë e rrezikshme. Sua dinin shestën. Qiti shestën* mori një vendim.

3. Rregull, rend. *Punon me shestë.*

SHESTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHESTOJ, SHESTOHET.

2. Plani i një pune, ideja për mënyrën si bëhet diçka; qëllim, synim. *Shestim i mirë (i bukur). Shestim djallëzor.*

3. *let.* Përvijimi i përgjithshëm që bëhet në mendjen e shkrimtarit për përmbajtjen dhe për formën artistike të një vepre letrare.

SHESTOHET. *Pës. e* SHESTOJ.

SHESTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përvijoj planin a mënyrën e kryerjes së një pune, e ravizoj me mend, mendoj diçka. *Shestoj një punë. Shestoi një dredhi. Shestoi diçka me vete.*

SHESH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vend i rrafshët pa brigje e pa gropa, fushë; vend i rrrafshët, i haoët, pa pyje e zakonisht i papunuar. *Shesh i madh (i vogël, i gjerë). Shesh me bar. U mblodhën në një shesh.*

2. Vend i hapët në qytet a në fshat, zakonisht i rrethuar me ndërtesa, nga ku nisin disa rrugë krye-sore; vend i rrafshët e i lire pranë disa ndërtesash banimi ose në mes të tyre, që shërben si oborr, zakonisht për të luajtur fëmijët. *Shesh i madh (i vogël, i gjerë). Sheshi i qytetit (i lagjes, i fshatit). Sheshet e Tiranës. Sheshi i pallatit. Sheshi "Skënderbej".*

3. Vend i rrafshët i caktuar për diçka, vend i po-saçëm ku bëhet diçka. *Shesh veror (ditor)* vend i po-saçëm i pajisur me lojëra e mjete të tjera të nevojsh-nie, ku fëmijët kalojnë në mënyrë të organizuar pu-shimet verore. *Shesh sportiv. Shesh gjeografik* ngastër toke pranë shkollës, e pajisur me mjete për konkre-tizimin e mësimit të gjeografisë dhe për vëzhgime që lidhen me mësimin e gjeografisë. *Shesh lojërash. She-shi i burrave* vend në fshat ku mblidheshin ose nde-sheshin burrat. *Shesh ndërtimi. ndë'rt.* vendi ku bëhet një ndërtim dhe ku grumbullohen materialet e ne-vojshme për këtë. *Shesh prodhimi. ndërt.* vendi pranë një ndërtese, ku përgatiten materiale të ndryshme ndërtimi. *Shesh montimi. ndërt.* vendi pranë një ndërtese, ku bëhet montimi i materialeve të parapërgati-tura. *Shesh stërvitjeje. usht. Sheshi i lëshimit të ra-ketave. usht. Sheshi i ngarkim-shkarkimit. Sheshi i shpimit (të një pusi të naftës).*

*4.* Truall, tokë, dhe. *Rri (ulem) në shesh. Ra në shesh. Ngrihem nga sheshi. Men sheshin* derdhet e përhapet përdhe.

5. Vend ku zhvillohet një ngjarje a një veprim-tari, fushë; *fig.* vendi ku provohet diçka. *Sheshi i luftës. Shesh luftërash (betejash). Sheshi i trimërisë (inderit).*

6. Diçka a pjesë e një sendi që vjen e rrafshët, faqe; sipërfaqe. *Shesh pushinii. ndërt.* pjesa e sheshtë në kthesat e shkallëve të një ndërtese, ku nuk ka shka-llare, sheshore. *Sheshi i tryezës (i bankës). Sheshi i kudhrës. Sheshi i shpatës* faqja e shpatës. *Sheshi i këmbës* shputa e këmbës. *Sheshi i ballit. Sheshi i kokës* pjesa e sipërme e kokës, që vjen si e rrafshët.

7. *fig.* Truall i përshtatshëm për zhvillimin e diçka je. *Gjeti shesh. Krijoi shesh. I la shesh të lire dikuj t.*

8. *përd. mb.* I sheshtë, i rrafshët. *Vend shesh. E bëri shesh.*

9. *përd. ndajf.* Ulur përdhe, ndenjur. *Ulem (rri) shesh. Ra shesh.*

lp. *përd. ndajf. fig.* Në mënyrë të qetë e të lirshme, shtfuar, këmbëkryq. *U shtruan shesh dhe i sqaruan punët. Biseduan (u llafosën) shesh.*

•*k* Shesh për shesh haptas, si burrat, sheshit. Del në shesh (në mejdan) bëhet e njohur, bëhet e qartë. Mori sheshin *shih te* MARR. Nxjerr në shesh zbuloj një ^jë që mbahej e fshehtë a nuk dihej, bëj të njohur, shpall. Shesh armësh *shih tek* ARME,~A. Në shesh të burrave *shih te* BURRË,~I. E bëri sheshin (dheun, fushën) breg *mospërf. shih te* BREG,~U. la bëri shesh (fushë) me lule *diçka shih te* FUSHË,~A. Ra e drejta në shesh u be drejtësi për të gjithë, u trajtuan të gjithë barabar, nuk u mbajt asnjë me hater. Nuk i bie hunda në shesh *dikuj t shih te* HUNDË,~A. I duken malet shesh i sheh punët me një sy tepër optimist, sepse nuk i njeh vështirësitë e pengesat dhe nuk e kupton gjendjen e vërtetë. S'është në shesh, po në thes *shih te* THES,~I. la nxori (ia qiti) lakrat në shesh *shih te* LAKËR,~RA. Nuk nxjerr (nuk qit) gjë në shesh (në treg) nuk arrin të përfundojë diçka, s'nxjerr gjë në krye. I shkel këmba shesh (dyst) *shih te* SHKEL. Gjen shesh e bën përshesh bën si do vetë, sepse nuk e pengon njeri, përfiton nga rasti a nga rrethanat dhe sillet e vepron si i do qejfi.

SHESHAS *ndajf.* Sheshazi.

SHESHAZI *ndajf.* Hapur, haptas, sheshit. *Duket (shihet) sheshazi. Del sheshazi se... Flet (e thotë, vepron) sheshazi. I bën punët sheshazi.*

SHESHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Qeleshe e ulët dhe e rrafshët, që e mbajnë burrat në disa krahina të Shqipërisë së Veriut.

SHESHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHESHOJ, SHESHOHET.

*Sheshimi i tokës Çi dheut). Sheshimi i kontradiktave (i mosmarrëveshjeve). Sheshimi i dallimeve (i shpër-pjesëtimeve).*

SHESHIT *ndajf.* 1. Në shesh, nëpër shesh; jashtë, zbuluar, në fushë. *Mbeti misri sheshit. U derdhën ullinjtë sheshit.*

*2.* Haptas. pa u fshehur, sheshazi; hapur, para të gjithëve; zbuluar; qartë, shkoqur. *Doli (u shfaq) sheshit. Zbuloj (nxjerr) sheshit. Vepron (punon) sheshit. E bënte sheshit. Vete (shkoj) diku sheshit. Përkrah (ndihmoj) sheshit dike. Lufton me pallë sheshit. Gënjen sheshit. E thotë (flet) sheshit. Duket (shihet, kuptohet) sheshit. Tregon sheshit se...*

3. *fig.* Pa ndihmë, në gjendje të vështirë ekono-mike, në mes të katër rrugëve, rrugëve; lakuriq. *la fëmijët sheshit.*

SHESHJE,~T . *vet. sh.* Pantofla pa take; shap-ka. *Një patë sheshje.*

SHESHMË (i), ~E (e) *mb. shih* SHESHTË (i,e).

*Vend i sheshmë. Tokë (udhë) e sheshme. Gur i sheshmë.*

SHESHOHEM *vetv.* I. Rri shesh, ulem shtruar a këmbëkryq, zë vend mirë. *U sheshua në qoshe (në qilim, nibi minder, mbi fron, mbi bar). U sheshuan rreth vatrës (pranë zjarrit).*

2. *vet. veta III.* Zbutet, shkon në një shkallë shumë të ulët, bëhet i parëndësishëm, rrafshohet, zgjidhet; afrohen e bëhen njësoj, bëhen të barabartë, njësohen. *Sheshohen mosmarrëveshjet. Sheshohen mendimet (pi-këpamjet).*
3. *Pës. e* SHESHOJ.
SHESHOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. I. E bëj shesh diçka, e bëj rrafsh, e rrafshoj; e shtrij, e bëj të sheshtë a pa rrudha. *Sheshoj rrugën (oborrin). Sheshoj token (arën me lesë). Sheshoj një letër të zhubrosur. Sheshoi rrudhat e ballit.*
2. edhe *fig.* Shemb, rrëzoj; shkatërroj krejt, bëj rrafsh me token. *sheshuan sarajet e bejlerëve (kullat e bajraktarëve). Sheshuan muret (gjerdhet, ledhet). Tërmeti sheshoi shumë shtëpi. Sheshoj pengesat.*
3. *fig.* Zbut, i shpie në një shkallë shumë të ulët, i bëj të parëndësishme, rrafshoj, zgjidh; i afroj e i bëj të gjitha njësoj, i bëj të barabarta, njësoj. *Sheshoj mosmarrëveshjet (dallimet). Sheshoj shpërpjesëtimet. Sheshoj mendimet.*
4. Rregulloj, i vë në rregull. *Sheshoj punët. I sheshoi të gjitha gjërat.*
*-k* I sheshoi udhën *dik uj t* i hoqi pengesat, ia bëri më të lehtë që të arrijë një synim.
SHESHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Shesh i vogël, vend i sheshtë në një të përpjetë a në një pyll. *Sheshore me bar. U çlodhën në një sheshore.*
2. *usht.* Vend i sheshuar i pozicionit të zjarrit të një topi, të një niortaje a të një mitralozi të rëndë. *Sheshorja e topit (e mitralozit). Bëj sheshoren.*
3. *ndërt.* Shesh pushimi. *Sheshorja e shkallëve.*
SHESHPAMJE,~A . *usht.* Hapësira që mundtë vrojtohet nga një pike në një drejtira të caktuar. *Sheshpamja e vrojtuesit (e zbuluesit).*
SHESHQITJE,~A . *usht.* Hapësira përpara po-zicionit të zjarrit ku mund të bëjmë qitje pa pengesë. *Sheshqitja e topit (e mitralozit).*
SHESHTË (i,e) *mb.* I. Që e ka sipërfaqen të drej-të, pa të ngritura e pa gropa, i rrafshët; që e ka sipërfaqen të lëmuar. *Vend (truall) I sheshtë. Fushë (rrugë, sipërfaqe) e sheshtë. Lime e sheshtë.*
2. I nderë, i përfushtë; i cekët (për enët); *kund.* i thellë. *Pjata të sheshta.*
3. Që nuk ka take cse që ka take shumë të ulët. *Këpucë (sandale) të sheshta.*
4. *fig.* Që nuk ka pengesa a vështirësi; i hapur, i shtruar. *Rrugë e sheshtë. Kjopunë nuk është aq e sheshtë sa duket.*
• Shtyp i sheshtë *shtypshkr.* mënyrë shtypi: shkro-njat e radhitura a të derdhura e të faqosura, figurat, skicat etj. vendosen në një rrafsh horizontal.
SHESHUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë shesh, që është bërë rrafsh, i rrafshuar; i shtrirë. *Brigje të she-shuara. Rrugë e sheshuar.*
2. Që është shembur, i rrëzuar, i shkatërruar krejt; që është bërë rrafsh me token. *Shtëpi (mure) të she-shuara. Fshatra të sheshuara.*
SHETKË,~A . Jelja, krifa e kalit.
SHEVRO,~JA . Meshinë e butë dhe e hollë, e përpunuar prej lëkurëve të dhive ose të deleve, që përdoret për faqe këpucësh, për doreza, për çanta etj. *Lëkurë shevro. Këpucë (pantofla, dorashka, çanta) shevroje.*
SHËLBESË,~A . *fet.* Shëlbim.
SHELBIM,~>I m. 1. *fet.* Shpëtimi i shpirtit (sipas fesë së krishterë; përdorej zakonisht nga katolikët). *Shëlbimi i shpirtit. Kungata e shëlbimit. Uratë për shëlbim.*
*2. vjet.* Çlirim, lirim; shpëtim. *Shëlbimi i atdheut.*
SHËLBOHEM *vetv. fet.* 1. Shpëtoj shpirtin (sipas fesë së krishterë; përdorej zakonisht “iga katolikët). 2. *Pës. e* SHËLBOJ.
SHËtBOJ *kal.,* ~OVA, ~JUAR. I. *fet.* Shpëtoj shpirtin (sipas fesë së krishterë; përdorej zakonisht nga katolikët).
2. *vjet.* Çliroj, liroj; shpëtoj. *Shëlboi popullin (at-dheun, kombin). E shëlboi nga mundimet.*
SHËLBtIES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *fet.* Ai që, sipas dogmave të fesë së krishterë, gjoja shpëton shpirtrat e njerëzve, shpëtimtar.
2. *vjet.* Shpëtimtar, çlirimtar. *Shëlbuesit e vendit.*
SHËLLlJ *kal.,* ~VA, ~RË. E bëj shumë të kri-pur, e bëj shëllirë; e fut në shëllirë për ta kripur a për ta ruajtur. *Shëllij djathin (ullinjtë, lakrat, trangujt, specat).*
SHËLLIRË,~A . 1. Ujë me shumë kripë, në të cilin mbahen djathi, ullinjtë, tiirshitë etj. për t'i regjur e për t'i ruajtur; ujë me shumë kripë ku janë mbajtur për një fare kohe djathë, ullinj, turshi etj. dhe që ka marrë shijen e erën e tyre. *Shëllirë e forte (e butë). Shëtlira e djathit (e ullinjve, e turshive, e lakrave). Bëj shëllirë. Vë (fut) në shëllirë.*
2. Bulmet i lëngshëm, shumë i kripur (gjizë e shttfar me ujë, kos i holluar, dhallë etj.). *Hanin bukë e shëllirë. Ngjeu kafshatën në shëllirë.*
3. Ujë deti i ngopur me kripë, nga i cili nxirret kripa në kripore; ujë me sasi të ndryshme kripe, që përdoret në industri. *Reporti i shëllirës.*
4. Tokë shumë e kripur, zakonisht gjatë bregut të detit, që zë përsipër një cipë të hollë kripe dhe nuk ka bimësi. *shkripëzuam edhe shëllirat.*
5. *përd. mb.* Shumë i kripur. *Ishte shëllirë gjella.* • Dfcia e shëllirës dhia e vetme e të varfrit, nga
e cila merrte pak quraësht. E luan gishtin e shëllirës (e lengnt) *dikush shih te* LUAJ.
SHËLLIRTË (i,e) *mb.* Shumë i kripur, me shumë kripë; shumë i njelmët (për lëngjet); që përmban mjaft kripë. *Ujë i shëllirtë. Tokë e shëllirtë.*
SHËMBËLLEHEM *vetv.* 1. Bëhem i ngjashëm me dike, bëhem shëmbëlltyra e dikujt (në përfyty-tyrimet). *U shëmbëllye më të birin.*
*2. pavet. vet. veta HI.* Përfytyrohet, merret me mend. *Nuk mund të shëmbëllehet kjo gjë.*
SHËMBËLLEJ *jokal.,* ~EVA, ~YER. 1. I ngjaj dikujt a diçkaje, përngjaj me dike a me diçka; dukem, ngjaj. *shëmbëllen fet (s'ëmës, gjyshit). Shëmbëllen me t'anë (me t'ëmën...). Me shëmbëllen si i ati (si e ëma). I shëmbëllen një shoku. Majmuni i shëmbëllen njeriut. Nuk shëmbëllen me fotografinë. Sa shëmbëllejnë ata të dy! I shëmbëllen shumë (pak).*
2. *kal.* E dalloj a e njoh; e krahasoj dhe me duket i ngjashëm me dike a me diçka; e përfytyroj. *E shëm-bëlleva menjëherë.* S'e *shëmbëllej dot mirë. E shëmbë-lleja me një tjetër. Nuk e shëmbëllente dot vendin e tij.*
SHËMBËLLESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shëm-bëllim. *Shëmbëllesë e habitshme (ndërmjet dy gjërave, ndërmjet dy njerëzve).*
*2.* Shëmbëlltyrë; përngjasim. *Shëmbëllesë e gjallë e dikujt (e diçkaje). E bëri sipas shëmbë-llesës së diçkaje tjetër.*

3. Figura e dikujt e paraqitur në një vizatim a në një pikturë. *Shëmbëllesa e një vajze.*
4. *vjet.* Shembull; model. *Vlen për (si) shëmbëllesë. Tha një shëmbëllesë.*
SHËMBËLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Të qenët i ngjashëm me një tjetër, përngjasim. *Shëmbëllim i plotë. S'gjej as shëmbëllimin më të vogël ndërmjet tyre.*
2. Pamje krejt e njëjtë ose shumë e përafert me dike a me diçka tjetër, përngjasim, shëmbëllesë. *Shëmbëllim i gjallë. Shëmbëllimi i hënës. Bukuri pa shëmbëllim.*
3. Pamja a figura e diçkaje që shfaqet në men-djen tone në bazë të perceptimeve e të përshtypjeve të mëparshme; riprodhimi në mendjen tone i diçkaje që e kemi parë a që e kemi dëgjuar me pare. *Shëmbëllimi* i *detit. Shëmbëllimi i babait. Shëmbëllimi i zërit të nënës.*
4. Figura, fytyra a pamja e dikujt ose e diçkaje; diçka që është bërë sipas përngjasimit me një tjetër ose që është mishërimi i saj. *E bëri sipas shëmbëllimit të diçkaje. I afrohej s'ëmës nga shëmbëllimi.*
5. *opt.* Riprodhimi i një sendi me anë të një sis-temi optik. *Shëmbëllim i drejtë (i përmbysur, i zma-dhuar, i zvogëluar, real), Shëmbëllimi i një objekti. Madhësia e shëtnbëllimit. Jep shëmbëltim (një sis tern optik).*
6. *vjet.* Shembull. *Shëmbëllime letrare.*
SHËMBËLLTYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fy-tyra, figura a pamja e pikturuar, e gdhendur, e pas-q^ruar ose e përfytyruar e një njeriu, e një sendi etj.; diçka që është bërë sipas një modeli, sipas një shembulli, kopje. *Shikoj në ujë shëmbëlltyrën time. Është krejt shëmbëlltyra e tij.*
2. Diçka shumë e ngjashme, pasqyrë e një tjetri qi vështrohet si model a si shembull. *Shëmbëlltyra e partizanit (e luftëtarit t'ë lirisë).*
3. Përfytyrim i ngjashëm me dike a me diçka. *Shëmbëlltyra e atdheut. Shëmbëlltyra e bukurisë. Iu shfaq shëmbëlltyra e vëllait.*
4. Model; shembull. *Marr (kam) diçka si shem-bëlltyrë. Bëj diçka sipas një shëmbëlltyre. Veproj sipas shëmbëlltyrës së dikujt.*
15. Tregim i shkurtër alegorik që përmban një mësim moral, parabolë. *Flet me shëmbëlltyra. Tregoi shëmbëlltyra.*
SHËMËHILL,~I *m. vjet.* Muaji i nëntorit, nëntori. SHËMIM,~I *m.* Dihatje, gulçim. SHËMITËR,~RI *m. vjet.* Muaji i tetorit, tetori.
SHËMOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. Dihas, gulçoj; rënkoj. *Shëmonte rëndë.*
SHËMTAK,~E *mb. keq.* I shëmtuar. ISHËMTARAK,~E *mb. keq.* I shëmtuar.
i?HËMTI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i shëmtuar a i neveritshëm. *Shëmti morale. Qeshi me shëmti.*
2. Shëmtirë. *Një shëmti moderniste. Bëri një shëmti. për shëmti* gjë e shëmtuar. *Shëmti e dheut. Ç'shëmti që\ është.*
SHËMTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi dhb gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHËMTOJ, SHËMTOHEM. *Shëmtimi i njeriut. Shëmtimi i jetës.*
2. Shëmtirë. *Shëmtim i dheut* njeri shumë i shëmtuar. *Shëmtimet e shoqërisë borgjeze.*
SHËMTlRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjë e shëmtuar, gjë e neveritshme; ngjarje e shëmtuar, ngjarje e turpshme; punë a vepër e shëmtuar; njeri i shëmtuar, që s'shihet dot me sy; njeri i neveritshëm. *Shëm~ tirat e së kaluarës. Shëmtirat e artit borgjez e revizio~ nisi. Shëmtirat e oborrit mbretëror. Mori atë shëm-tirën.*
2. *shih* SHËMTI, ~A i.
SHËMTOHEM *vetv.* 1. Me prishet a me ikën bukuria, bëhem i shëmtuar; *kund.* zbukurohem. *U shëmttia nga Ha (nga barra). Është shëmtuar pylli. Është shëmtuar me tërë ato xhingla-mingla (me ata flokë të gjatë).*
2. Shtrembërohem në fytyrë, ngërdheshem në she-një mospëlqimi ose nga një ndjenjë e pakëndshme, shëmtoj fytyrën. *Pse u shëmtove?*
3. *fig.* Mbetem shkretë, humbas gëzimin a këna-qësinë e jetës. *U shëmtuam kur iku ai. U shëmtua shtë-pia.*
4. *Pës. e* SHËMTOJ.
SHËMTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I prish bu-
kurinë, e bëj të shëmtuar; e prish; *kund.* zbukuroj, *E ka shëmtuar Ha. Dimri e shëmtoi faqen e dheut. Fja-lët e huaja e shëmtojnë gjuhën.*
*2.* Shtrembëroj fytyrën, ngërdheshem në shenjë mospëlqimi ose nga një ndjenjë e pakëndshme. *Shëmtoi fytyrën.*
3. *fig.* Lë shkretë, i heq gëzimin e kënaqësinë c jetës. *Iku e na shëmtoi shtëpinë.*
SHËMTUAR,~A (e) . *filoz.* Veti objektive e sen-deve dhe e dukurive që janë të zhvilluara në mënyrë jo të harmonishme e të parregullt në llojin e tyre dhe që nuk të japin kënaqësi; të qenët i shëmtuar; *kund.* e bukura. *E bukura dhe e shëmtuara.*
SHËMTËAR (i,e) *mb.* 1. Që nuk është i bukur, që nuk është i hijshëm nga pamja e jashtme, që nuk ta pëlqen syri; *kund.* \ bukur. *Njeri i shëmtuar. Qenie (kafshë) e shëmtuar. Fytyrë e shëmtuar. Tipare të shëmtuara.*
2- *fig.* Që nuk durohet dot, i neveritshëm; i për-bindshëm, që të përqethet shtati kur c shikon, e dë-gjon a e kujton; që lidhet me një ngjarje të tmerrshme a të rëndë. *Ditë (kohë) e shëmtuar. Punë (ngjarje) e shëmtuar. Krim i shëmtuar. Zakon i shëmtuar. Men-dim i shëmtuar. Emër i shëmtuar. Zë i shëmtuar. Sjellje (vepër, shfaqje) e shëmtuar. Shpifje e shëmtuar.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit (për nje-rëzit).
SHËMTUAR *ndajf.* Në mënyrë të pahijshme, në mënyrë të shëmtuar, keq. *Buzëqesh (ngërdheshet) shëmtuar.*
SHËNDET,~I *m. I.* Gjendje e mirë fiziologjike e një organizmi, kur të gjitha organet me rëndësi jetësore punojnë mirë dhe nuk janë të prekura nga ndonjë sëmundje; gjendja kur organizmi ka aftësi të plota. *Shëndet i mirë (i plotë). Shëndeti i popullit (i njerëzve, i rinisë, i femijëve). Shëndeti i bimës. Mbroj-tja (ruajtja) e shëndetit. Armiqtë e shëndetit. Java e shëndetit* një javë, gjatë së cilës bëhet një punë e dendur dhe e përqendruar për mbrojtjen e shëndetit të punonjësve. *Këndi i shëndetit* vend i posaçëm në qendra pune e prodhimi, ku vendosen materiale që sqarojnë punonjësit se si duhet të veprojnë për mbrojtjen e shëndetit. *Kujdesi për shëndetin. I dobët nga shëndeti. Plot (tërë) shëndet. Kam (gëzoj) shëndet. Vë shëndet. E ka marrë shëndetin. E prishi shëndetin. Shikoj shëndetin. Nuk i ecën shëndeti. Bie nga shëndeti. I rrëshqiti (i shkau) shëndeti dikujt* ka filluar t'i keqësohet gjendja shëndetësore, nuk po i ecën shëndeti, ka rënë nga shëndeti. *Po vihet në shëndet di-k ush* po i përmirësohet gjendja shëndetësore, ka filluar ta marrë veten, po çelet, po përtërihet. *E ka marrë shëndeli për keq dike* po i keqësohet shëndeti, nuk po i ecën shëndeti. *Pi për shëndetin e dikujt. Si je me shëndet ? Shëndet e të mira ur! Shëndet.' ur.* urim për atë që teshtin. *Me shëndet! ur.* thënie më të cilën i urojmë dikujt rrobat a këpucët e reja,

të qethurit etj. *Me shëndet e me zemër të mirë! ur. Të paça me shëndet! ur. Qofsh me shëndet! ur. Puna është shëndet. fj. u.*
2. edhe *sh.* ~E, ~ET *bised.* Përshëndetje, të fala. *dërgoj (i çoj) dikujt shëndet (shëndete). Të fala dhe shëndet!*
*3.* edhe *sh.* ~E, ~ET. Dolli që pihet për shëndetin a për jetën e gjatë të dikujt. *Shëndeti i Partisë! Shëndeti i të zotit të shtëpisë! Shëndeti i çiftit! Filluan shën-detet. Ngre një shëndet. Të kam gjetur me pesë shën-dete!*
•*k* Bëra me shëndet *diç k a* hëngra për here të parë në atë vit një pemë a një ushqim tjetër të stinës. I falem me shëndet *shih te* FALEM. Na la shëndetin (pendët) *dik us h mospërf. shih te* LË. I lë shëndetin *dikujt shih te* LË. Mbaje me shëndet! *iron,* e deshe, vetë e ke fajin, prandaj rri urtë!, të qoftë! (për dike që ka pësuar diçka jo të mirë nga pakujdesia ose për ndonjë arsye tjetër).
SHËNDETDOBËT *mb.* Që nuk i ecën shëndeti, shëndetlig. *Fëmijë shëndetdobët.*
SHËNDETDHËNËS,~E *mb. libr.* Që të jep shëndet, i shëndetshëm. *Ari shëndetdhënës i pyllit. Era shëndetdhënëse e pishavt.*
SHËNDETËSI,~A . Fushë e veprimtarisë që me-rret me ruajtjen e shëndetit të popullit; tërësia e in-stitucioneve shtetërore që punojnë për këtë qëllim. *Shëndetësia popullore. Ministria e Shëndetësisë. Or-ganet (punonjësit) e shëndetësisë.*
SHËNDETËSlM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve SHËNDETËSOJ, SHËNDETË-
SOHEM. *Shëndetësim i shpejtë (i plotë). Shëndetësimi i gjësë së gjallë (i gjedhëve, i tufës, i kafshëve). Shëndetësimi i bimëve (i pemëve). Shëndetësimi i tokës (i mjedisit).*
SHËNDETËSOHET *vetv. libr.* 1. Shërohet nga një sëmundje, zakonisht ngjitëse, bëhet prapë i shëndetshëm, i kthehet shëndeti (për kafshët e për bimët). *Shëndetësohet tufa (e prekur nga një sëmundje).*
2. *Pës. e* SHËNDETËSOJ *i.*
SHËNDETËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. E bëj të shëndetshëm, i kthej shëndetin, e shëroj (për kafshët); e bëj që të ketë zhvillim të rregullt (për bimët). *Shëndetësoj një tufë gjedhësh (të prekur nga një sëmundje ngjitëse). Shëndetësoj bimët e sëmura.*
2. E bëj të përshtatshëm për të jetuar njerëzit, e bëj të parrezikshëm për shëndetin. *Shëndetësoj viset moçalore.*
SHËNDETËSOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me shën-detin dhe me ruajtjen e tij, i shëndetit; që ka të bëjë me shëndetësinë, i shëndetësisë. *Institucion shëndetësor. Gjendje shëndetësore e dik uj t. për arsye (për shka-qe) shëndetësore. Qendër (pike) shëndetësore. Librezë shëndetësore. Arsim (shërbim, edukim) shëndetësor. Rregulla (masa) shëndetësore. Propaganda (kultura) shëndetësore.*
SHËNDETLlG,~Ë *mb.* Që vuan vazhdimisht nga ndonjë sëmundje dhe që është zakonisht i dobët, që nuk i ecën shëndeti. *Fëmijë shëndetlig. Është (vjen) shëndetlig.*
SHËNDETPAKË *mb.* Që nuk ka shëndet të mirë, i dobët nga shëndeti.
SHËNDETPLOTË *mb.* Që gëzon shëndet të plotë, që nuk vuan nga asnjë sëmundje, i shëndetshëm.
SHËNDETSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka
shëndet të mirë, që gëzon shëndet të plotë; që është rritur e zhvilluar shumë mirë; i shëndoshë; *kund.* i dobët. *Fëmijë (djalë, burrë) i shëndetshëm. Vajzë (grua) e shëndetshme. Organizëm (trup) i shëndetshëm. Bagëti (kafshë) të shëndetshme. Bimë të shëndetshme. Grurë (miser) i shëndetshëm. Fidanë të shën-*
*detshëm. Zhvillim i shëndetshëm. Rritje e shëndetshme.*
2. Që të jep shëndet, që ndihmon shëndetin, që është i mirë e i dobishëm për shëndetin. *Ushqim (bar) i shëndetshëm. Pemë të shëndetshme. Ajër (vend) i shëndetshëm. Klimë (erë) e shëndetshme.*
3. *fig.* Që i shërben edukimit të masave me idealet dhe me moralin e shoqërisë socialiste, që ka përmbaj-tje të shëndoshë; i drejtë, i arsyeshëm e i paster, që i bën mirë edukimit të njerëzve. *Art i shëndetshëm. Atmosferë (jetë, shoqëri) e shëndetshme. Humor i shëndetshëm. Truall i shëndetshëm.*
SHËNDOSH *kal,* ~A, ~UR. 1. E bëj të shëndoshë, i jap fuqi e shëndet; e shëroj; e bëj që të mby-llet një plage. *la shëndoshi dorën (këmbën, syrin). E shëndoshën mjekët.*
2. E bëj të shtojë në peshë, e ngjall. *Brumërat të shëndoshin.*
3. *vet. vet a III.* E pasuroj, e bëj me pjellore (për token). *Shëndosh token me plehra.*
4. *fig.* E kthej në gjendje të mirë, e përmirësoj, e bëj të shëndoshë e të forte. *Shëndosh ekonominë (gjendjen, atmosferën). Shëndosh organizatën-bazë. Shëndosh marrëdhëniet.*
•*k* I shëndosh kryet *dikujt* i shkoj dikujt për ngushëllim, i vete për kryeshëndoshë. I shëndosh zemrën *dikujt* i rikthej besimin te dikush a te diçka një njeriu, të cilit i është thyer zemra.
SHËNDOSHEM *vetv.* 1. Bëhem i shëndoshë, marr përsëri fuqinë e shëndetin; shërohem (pas një sëmundje je); me mbyllet një plage. *U shëndosh mirë (shpejt, plotësisht). lu shëndosh krahu (këmba, gjuri). U shëndosh plaga.*
2. Vë mish e dhjamë, mbushem, ngjallem, shtoj në peshë. *Është shëndoshur shumë. Sa qenka shëndo-shur!*
3. *vet. veta III.* Pasurohet, bëhet me pjellore (për token). *Është shëndoshur toka.*
4. *vet. veta HI.* Kthehet në gjendje të mirë, për-mirësohet, bëhet i shëndoshë e i forte. *Shëndoshet ekonomia (gjendja). Shëndoshën marrëdhëniet.*
S'shëndoshet (s'majmet) kau ditën që do të theret *fj. u. shih te* KA,~U.
SHËNDOSHË (i,e) *mb.* 1. Që gëzon shëndet të plotë, që nuk vuan nga ndonjë sëmundje, që është i forte nga trupi (për qeniet e gjalla dhe për organet e tyre); *kund.* i sëmurë. *Njeri i shëndoshë. Organizëm (trup) i shëndoshë. Zemër e shëndoshë. Dhëmbë të shëndoshë.*
*2.* Që është i mbushur në trup, i ngjeshur, i bëshëm; i ngjallur. *Burrë i shëndoshë. Grua e shëndoshë. Me këmbë të shëndosha.*
3. Që nuk është prekur nga ndonjë sëmundje, i padëmtuar, i zhvilluar mirë; që është në gjendje të mirë (për bimët). *Grurë (miser) i shëndoshë. Bimë të shëndosha. Fidanë të shëndoshë. Kokrra të shëndosha. Fare e shëndoshë.*
4. I forte, që mban, që nuk thyhet a nuk prishet lehtë. *Tra i shëndoshë. Mure (themele) të shëndosha. Orendi të shëndosha.*
5. *fig.* I qëndrueshëm, i palëkundshëm, që i qëndron proves së kohës; që mbështetet në baza të drejta e të forta, i paster. *Gjendje e shëndoshë. Ekonomi e shëndoshë. Familje e shëndoshë. Dashuri (miqësi, lidhje) e*

*shëndoshë. Marrëdhënie të shëndosha.6. fig.* I thellë e i plotë, me themel, me baza; i fi-tuar pas një pune a studimi të gjatë dhe i provuar në jetë; që nuk ndryshon lehtë nga ndikimet e jashtme, i palëkundur. *Arsim (formim) i shëndoshë. Botëkuptim i Shëndoshë. Përvojë (kulturë, edukalë) e shëndoshë. Punë (përgatitje) e shëndoshë. Pikëpamje (njohuri, mendime) të shëndosha. Kritere (parime) të shëndosha. Disiplinë e shëndoshë. Traditë e shëndoshë.*
7. *fig.* I drejtë, i arsyeshëm, i mbështetur në fakte e në prova, i bazuar; i forte, i thellë; që është i aftë të gjykojë mirë e drejt. *Arsye (mendje) e shëndoshë. Gjykim (mendim, argument) i shëndoshë. Kritikë (au-tokritikë) e shëndoshë. Analizë e shëndoshë.*
8. *fig.* Që mështetet në parime të drejta, u qëndron besnik këtyre parimeve dhe lufton për zbatimin e tyr^, që nuk lëkundet, që nuk lejon shfaqje e ndikime të huaja, i paster; që shtron dhe zgjidh drejt probleme të rëndësishme të kohës. *Organizatë e shëndoshë. Kolektiv* i *shëndoshë. Përbërje e shëndoshë. Kuadro (elementë) të shëndoshë. Forca të shëndosha. Vdhë-heqje e shëndoshë. Art Çletërsi, krijimtari) e shëndoshë. Atmosferë (^frymë) e shëndoshë. Përmbajtje e shëndoshë. Brume i shëndoshë. Pjesa më e shëndoshë (e një\ kolektivi, e një shoqërie).*
*9.* Që bëhet me gjithë fuqinë, i forte. *Goditje e shëndoshë. I dha një dackë të shëndoshë. Hëngri një dru të shëndoshë* e rrahën shumë.
10. *fig. bised.* Që e ruan të plotë e të pandryshuar vlerën e saj në një kohë të caktuar, që ka fuqi blerëse të madhe (për monedhën). *Monedhë e shëndoshë.*
*11. Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2 të mbiemrit (për njerëzit).
• Fare e shëndoshë *shih te* FARË,~A.
SHËNDOSHË *ndajf. 1.* Me shëndet të plotë, jo sëmurë. *Shëndoshë si molla. Jam (e gjeta) shëndoshë e mirë. Vetë shëndoshë!* fjalë ngushëllimi në rast vdekjeje ose kur dikush humbet diçka shumë të shtrenj-të në rast fatkeqësie.
2. Pa pësuar gjë, pa pasur ndonjë dëmtim. *Vajç (ardhsh, u kthefsh) shëndoshë! Shpëtoi shëndoshë.*
3. *përd. kallëz. bised.* Të rrojë, qoftë me jetë a me shëndet të plotë. *Shëndoshë Partial Shëndoshë koo-perativa! Shëndoshë krahët (shpatullat) !*
• Shëndoshë me grosh *vjet. shih te* GROSH,~I. Vafsh shëndoshë ti! *shih te* VETE. Mos e çoftë kryet (kokën) shëndoshë! *mat Ik. shih te* ÇOJ i.
SHËNDOSHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHËNDOSH, SHËNDOSHEM. *Shëndosh-*
*ja ei organizatave. Shëndoshja e shoqërisë (e jetës sho-qërore). Shëndoshja e gjendjes (e ekonomisë, e mo-nedhës).*
SHËNËNDRE,~'U *m. vjet.* Muaji i dhjetorit, dhjetori.
• Dardha në shënëndre *shih te* DARDHË,~A. S'bëjnë dardhat në shënëndre *shih te* DARDHË,~A. Kërkon dardha (rrush, thana, thanëza) në shënëndre (në dimër) *shih te* DARDHË,~A.
SHËNGJETË,~A. *vjet. shih* SHIGJETË,~A *6.*
SHËNGJINËS *mb.* Fik shëngjinës: fik kokërrmadh, që piqet në (;ershor, fik i pare.
SHËNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHËNOJ, SHËNOHEM. *She-nimi i Use. Raste shënimi. sport. Makina e shënimit.*
2. Mendime, përshtypje etj. të hedhura në letër; ato që shkruajmë kur dëgjojmë një ligjëratë, një mësim, një diskutim etj. ose kur duam të mos ha-rrojmë diçka. *Shënime udhëtimi. Fletore shënimesh. Mbaj (nxjerr) shënime. Lexoj shënime t.*
3. Shpjegim, sqarim, vërejtje plotësuese për një çështje etj., që shkruhet zakonisht në fund të faqes a në fund të librit; të dhëna a njoftime të ndryshme rreth diçkaje. *Shënim i shkurtër. Shënime bibliogra-fike (biografike). Shënim në fund të faqes. Pajis me shënime.*
*4.* Diçka e shkruar me dorë në anë të një shkrese, të një dokumenti, të një dorëshkrimi etj. për të dhëhë një mendim, një vërejtje ose një udhëzim për një çështje. *Shënimi i drejtorit. Vë shënime.*
5. *usht.* Shënjim. *Veglat e shënimit. Vija e she-nimit. Pike shënimi. Shkollë shënimi. Man shënim.*
6. *vjet.* Shenjë. *Nuk mbeti asnjë për shënim.*
• Marr (mbaj) shënim për *diçka shih te* MARR. Shënim në kartën e regjistrimit një nga masat ndësh-kimore me karakter edukimi, e cila i jepet një anë-tari të Partisë së Punës të Shqipërisë për gabimet që ka bërë.
SHËNOHEM. *Pës. e* SHËNOJ. *U shënuan tre gola. U shënua në histori.*
SHËNOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I bëj një shenjë dikujt a diçkaje për ta dalluar; i vë shenjën e fabrikës një detali të përfunduar. *Shënoj detet (dhitë). Shënoj drurët (që do të priten). Shënoj me bojë.*
*2.* Mbaj shënim për diçka; shkruaj, regjistroj me shkrim; vë një shënim a një shenjë për diçka që ta kujtoj. *Shënoj të dhëna të ndryshme. Shënoj emrat. Shënoj ditë-punët. Shënoj përshtypjet. Shënomëni edhe mua!*
3. E paraqit një send, një madhësi, një të panjo-hur etj. me një shenjë konvencionale, e jap diçka me një shenjë të posaçme. *Shënoj me x (me y, me a, me b). E shënoj me një rreth të vogël (me një katror, me njëkryq).*
4. Tregoj se ku bie diçka, si është një gjë etj., caktoj; caktoj dike a diçka për një punë; vë në dukje, theksoj. *Shënoj kufijtë. Shënuan ditën e dasmës. E she no i për kumbarë. Duhet shënuar se...*
5. Arrij një përfundim të mirë, një sukses etj., arrij një cak, bëj, kryej. *Shënojmë fitore të reja. Shë-noi kohën më të mirë (në një garë atletike). Shënoj një rekord të ri. Shënon një hap përpara.*
6. *vet. veta III.* Ka kuptimin, do të thotë, është; dëshmon per... *Festivali shënoi një hap përpara. Shënon një etapë të re (një kthesë). Shënon kulmin e diçk aje.*
7. Bëj vaksinën, vaksinoj. *Shënoj line. Shënova fëmijët.*
8. edhe *jokal.* Marr shenjë me armë, shënjoj. *Shë-no mirë! Shënoje në mes!*
9. *sport.* Bëj gol, kosh a pike (në futboll, në bas-ketboll ose në volejboll). *Shënoi një gol të bukur. Shënoi tre kosha radhazi. Shënoi pikën e pare.*
10. *jokal. vet. veta HI.* Shenjet, përshenjet; nis të formojë frytin, nis të nxjerrë kokrra. *Kane shënuar rrushtë.*
SHËNUAR (i,e) *mb.* 1. Që i është vënë shenjë, që e kemi shënuar. *Preu drurët e shënuar. Ndau më-njanë qengjat e shënuar.*2. *fig.* Që meriton ose që tërheq vëmendjen e nje-rëzve; i rëndësishëm, i shquar, që dallohet ndër të tjerët; që nuk harrohet, që nuk shlyhet nga kujtesa. *Ditë (date) e shënuar. Fitore (ngjarje, veprimtari) e shënuar. Përvjetor i shënuar.*

SHËNCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *sport.* Lojtari që shënon gol, kosh ose pike (në futboll, në basket-boll ose në volejboll). *Shënuesi me i mirë.*
2. *tek.* Vegël e posaçme që shërben për të shënuar një shenjë mbi diçka; punëtori që përdor këtë vegël ose ai që vë shenjë mbi sendet e prodhuara; ai që shënon diçka. *Shënues çeliku. Shënues i lëndës së dru-rit.*
SHËNUESHËM (i) ~ME (e) *mb.* 1. I madh, i rëndësishëm, që vlen; që shquhet, që bie në sy. *Arritje të shënueshme. Ndihmë e shënueshme. Veçori të shë-nueshme. Në mënyrë të shënueshme.*
2. I shënuar, i shquar. *Cast i shënueshëm. Ditë e shënueshme. Ngjarje e shënueshme.*
SHËNJESTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *usht.* Pjesë e posaçme në grykën e armëve të zjarrit, e lë-vizshme dhe e shkallëzuar, që shërben për të marrë vijën e shënjimit ose këndin e qitjes. *Shënjestër më-simore. Shënjestër optike. Shënjestra e pushkës (e mitralozit, e topit). Gradoj shënjestrën. Me syrin në shënjestër.*
• E ka Tënë (e ka futur) në shënjestër *dike shih* E ka Tënë (e ka) në shenjë *te* SHENJË,~A.
SHËNJlM,~I *m. usht.* Veprimi sipas kuptimit të foljes SHËNJOJ. *Veglat e shënjimit. Shkollë she-njimi* stërvitje e posaçme për të mësuar marrjen e vijës së shënjimit. *Vija e shënjimit* vija e drejtë, në të cilën duhet të vihen rrafshi i shtjekëzës, maja e thepit dhe një pike e shenjës që duam të qëllojmë.
SHËNJOJ *kal.* dhe *joked.,* ~OVA, ~UAR *usht.* Man shenjë me armë, drejtoj armën në shenjë, marr vijën e shënjimit. *Shënjon mirë. Shënjoj në shenjë (nëobjektiv).*
SHËNJUES,~I *m. sh.* ~", ~IT *usht.* Ushtari që gradon veglat e shënjimit dhe i jep grykës së zjarrit drejtimin e nevojshëm që predha të bjerë në objektiv. *Shënjues i mirë (i shkëlqyer). Shënjuesi i topit (i mitralozit, i mortajës).*
SHËRBEHEM *vetv.* 1. Marr vetë për të ngrënë a për të pirë. *Shërbehuni vetë!* 2. *Pës. e* SHËRBEJ.
SHËRBEJ *jokal.,* ~EVA, ~YER. 1. Kryej një detyrë, punoj zakonisht si nëpunës, jam me shër-bim në një punë; bëj një punë ndihmëse. *Shërben si mësues (si sekretar, si Uogaritar, si rojë, si infermier). Në spital shërbejnë mjekë me përvojë.*
2. edhe *kal.* Bëj punë të caktuar në dyqane e lo-kale për popullin, plotësoj nevojat e ndryshme të punonjësve; i jap dikujt për të ngrënë, për të pirë etj., kujdesem për të, i përmbush kërkesat e nevojat. *U shërbej blerësve (udhëtarëve, fshatarëve, qytetarëve). I shërbej të sëmurit. I shërbej nënës. Shërben mirë (në mënyrë të kulturuar, me zell). Rush shërben këtu?*
3. *vjet.* Punonte si shërbëtor te dikush. *Shërbente te një tregtar (te bajraktari). Ka shërbyer dhjetë vjet në atë shtëpi.*
4. Kryej detyrën ushtarake në një armë a në një
repart të caktuar. *Shërben në artileri (në flotë, në* _ *aviacion). Shërben në kufi.*
5. Punoj për të mirën e dikujt; përpiqem për një ideal, për një çështje të lartë e fisnike. *shërbej At-dheut socialist! I shërbej popullit (revolucionit).*
*6. përb.* I ndihmoj dikujt me përulje për punë e synime jo të mira, për veprime të dëmshme e të ulëta. *U ka shërbyer armiqve (pushtuesve të huaj).*
7. *vet. vela III.* Kryen një punë të caktuar, bën punën e diçkaje, hyn në punë për diçka, përdoret; vlen. *Shërben si themel (si pritë, si kufi, si pengesë). Shërben si strehim (si urë, si shtrat). Shërben si mjet për të kryer një punë. Shërben si ushqim. Shërben si shembull (si prove, si dëshmi). Shërbeu si shkak. Shërben për të larë (për të pastruar). Shërben për të shpuar. Shërben për të mjekuar. Përse shërbejnë shqisat?*
8. *vet. veto III.* Ndihmon për diçka, i ndihmon dikujt a diçka je; vlen për diçka. *Letërsia dhe arti u shërbejnë masave. Shkenca i shërben prodhimit. Shërben për njohjen e jetës (për zgjerimin e njohurive, për shtimin e prodhimit). Konferenca (mbledhja) shërbeu për... Na shërbeu shumë.*
SHËRBESË,~A. *sh.* ~>A, ~AT. 1. *krahin.* Punë të vogla bujqësie a shtëpie. *Shërbesat e shtëpisë. Koha e shërbesave. Bëjnë shërbesat.*
2. *fet.* Ceremoni a rit fetar, shërbim (në vendet ku vepron feja). *Shërbesat fetare. Shërbesa e varrimit (e kurorëzimit). Libri i shërbesave.*
3. *vjet.* Shërbim; detyrë, punë. *Shërbesë ushtarake. La shërbesën. Gjeti një shërbesë për të jetuar.*
SHËRBËTOR, ~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Ai që shërbente në një shtëpi a në një dyqan të një të pasuri kundrejt një pagese. *Pajtoi (mori) një shërbëtor. E përzuri shërbëtorin. Ka punuar si shërbëtor.*
*1. vjet.* Ai që merrej me pastrimin, me ruajtjen dhe me shërbime të tjera në një institucion shtetëror ose privat. *Shërbëtori i bashkisë. Shërbëtori i shkollës. Shërbëtorl i kishës.*
3. Ai që i shërben me ndërgjegje e me besnikëri popullit, ai që vihet në shërbim të popullit dhe është kokulur para tij. *Shërbëtor i popullit.*
4. *përb.* Ai që është vënë me përulje në shërbim të dikujt dhe që i ndihmon pa kundërshtim për veprime të ulëta, për punë armiqësore etj. *Shërbëtor* i *bejlerëve (i xhonturqve, i fashistëve, i nazistëve). Shërbëtor i reaksionit. Shërbëtor i borgjezisë (i impe-rializmit).*
SHËRBËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHËRBËTOR, ~I. *Shërbëtore besnike. Pajtoi një shërbëtore. Ka punuar si shërbëtore.*
SHËRBIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHËRBEJ, SHËRBEHEM. *Shërbim i mirë (i shpejtë, i kulturuar). Shërbimi në kufi (në flotë, në aviacion). Personeli i shërbimit. In-fermierja e shërbimit. Kultura e shërbimit.*
2. Puna që bëjrnë për dike duke i shërbyer. *E kryen mirë shërbimin.*
3. Detyra që na është ngarkuar, të cilën e kryejmë në një kohë të caktuar; puna që bëjmë kur vemi diku për të kryer një detyrë shtetërore dhe koha sa zgjat kjo punë. *Pasaportë (vizë) shërbimi. Jam (shkoj) me shërbim. Kthehem nga shërbimi.*
4. *kryes. sh.* Punime të ndryshme bujqësore që ubëhen bitnëve, me qëllim që ato të zhvillohen mirë, përkujdesjet për kafshët shtëpiake, puna që bëjmë për rritjen dhe mirëmbajtjen e tyre. *Shërbimet kul-turore (agroteknike). Shërbimet në të lashtat (në fi-danët, në perimet). U bëj bagëtive (bimëve) të gjitha shërbimet. Kush nuk i bën shërbim kalit, bën udhën me këmbë. fj. u.*
5. Të qenët në rnarrëdhënie pune gjatë një kohe të caktuar. *Kam njëzet vjet shërbim.*
6. *ek.* Puna që bëhet nga një sistem i organizuar njësish të posaçme ekonomike për të përmbushur neyoja të ndryshme të jetës së përditshme të popullit. *Shërbimet komunale (e artizanatit, e meremetimit). Degët e*

*shërbimit. Rrjeti i shërbimit. Pike shërbimi. Sektorët e shërbimeve.*
*7.* Veprimtaria që zhvillohet nga institucione shte-tëiore të caktuara në disa fusha të ekonomisë, të transports, të shëndetësisë, të kulturës etj.; njësia, institucioni etj. që kryen këtë veprimtari. *Shërbimi ajt;or (detar, hekurudhor, postar). Shërbim mjëkësor (veterinar, zooteknik). Shërbimi bankar. Shërbimi bibliografik (statistikor). Shërbimi meteorologjik. Shër-biifii i ndihmës së shpejtë. Shërbimi i mbrojtjes së bimëve.*
8. *usht.* Të qenët në radhët e ushtrisë për të kryer detyrën që i takon çdo qytetari; detyra që i ngar-kohet një ushtaraku nga komanda e tij. *Shërbim ushtarak (paraushtarak). Shërbim aktiv. Shërbim i detyrueshëm. Shërbim nën armë. Shërbimi i rojës (i garnizonit). Shërbim nate. Shërbim jashtë radhe, Kryej (marr, lë) shërbimin. Jam në shërbim. Thërres në shërbim. Liroj nga shërbimi.*
*9.* Puna që bëjmë në të mirë të dikujt a të diçkaje. *sAërbime të shquara. I sjell shërbime atdheut. I bëri një shërbim të madh.*
10. *sport.* Goditja e topit sipas disa rregullave të caktuara për ta vënë në lojë (në volejboll, në ping-pqng e në tenis). *Shërbim i forte (i gabuar). Vendi i shërbimit. Kreu (humbi) shërbimin.*
*U.fet. shih* SHËRBESË,~A $_2$.
SHËRBYES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* 1. Ai që me-rrej me pastrimin dhe me shërbime të tjera ndihmëse në një zyrë, shkollë, ndërmarrje etj. *Shërbyesi i rtdër-mqrrjes (i shtëpisë së kulturës).*
2. Shërbëtor. *Shërbyesi i anijes. Shërbyesi i avokatit.*
SHËRBYES,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me lloje të ndryshme shërbimesh; që punon në sferën e shër-biçneve; që i shërben diçkaje, ndihmës. *Personeli shërbyes. Veprimtari shërbyese. Ka karakter (rol) shërbyes.*
*I. gjuh.* Që nuk ka kuptim të pavarur leksikor dhe shërben për të lidhur gjymtyrët e një fjalie ose fjalitë {për parafjalët e lidhëzat) ose për të shprehur qëndri-min e ligjëruesit ndaj asaj që thotë etj. (për pjesëzat). *Fjalë shërbyese.*
SHËRBYESE,~JA . 5. ~E, ~ET *vjet. Fem. e* SHËRBYES,~I. *Shërbyese e shkathët. Shërbyesja e shkollës. Punonte si shërbyese.*
SHËRfM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHEROJ, SHËROHEM. *Shërim i shpejtë. Shërimi i sëmundjes. Shërimi i plagëve të luftës. Bari i shërimit. Nuk ka (nuk gjen) shërim.*
2. Mjekim; bar për mjekim. *Plage pa shërim. Nuk i gjendet shërimi.*
SHËROHEM *vetv.* I. Me kalon sëmundja e me kthehet sërish shëndeti, zakonisht duke u mjekuar; me mbyllet një plage vetë ose duke e mjekuar. *U shërua shpejt. Nuk është shëruar mirë. Iu shërua plaga.*
*2. fig.* Me largohet një dhembje shpirtërore a një brengë. *U shërova nga fjalët që me tha. Plage që nuk shërohen lehtë.*
3. *fig.* Çlirohem nga mendime a nga pikëpamje të -gabuara, shëndoshem.
4. *Pës. e* SHËROJ.
SHËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I heq dikujt një sëmundje a i kthej shëndetin duke e mjekuar; bëj që të mbyllet një plage duke e mjekuar. *Shëroj një të sëmurë. Shëroj kafshët e sëmura. I shëroj plagën dikujt.*
*2. fig.* I heq dikujt një dhembje shpirtërore a një brengë. *Koha i shëron plagët. Ky fëmijë të shëron.*
3. *fig.* Bëj që dikush të heqë dorë nga veset e kë-qija, nga mendime e nga pikëpamje të gabuara etj., e shëndosh. *Kritika të shëron. Ky njeri duhet shëruar.*
SHËRONJËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Mjek.
SHËRCAR (i,e) *mb.* 1. Që është shëruar vetë ose duke u mjekuar. *Dolt nga spitali i shëruar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Veçoj •të shëruarit nga të sëmurët.*
SHËRCES,~E *mb.* 1. Që mund të shërojë një sëmundje a një plage, që ka veti mjekuese. *Bar shë-rues. Bimë shëruese. Banja shëruese. Fuqi (veti) she-ruese. Veprim shërues.*
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Mjek.
SHËRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të shërohet, që ka shërim; *kund.* i pashërueshëm. *Sëmundje e shërueshme.*
SHËTlT (SHËTIS) *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Dal e
eci me këmbë ose me një mjet në rrugë, në lulishte, në pyll etj. për të marrë ajër të paster, për t'u çlodhur a për t'u argëtuar; eci tutje e tëhu nëpër një vend. *Shëtit në lulishte (në bulevard, në oborr, në pyll, në liqen, në det). Shëtit me shokët. Shëtit me biçikletë (me barkë). Dal për të shëtitur.*
2. *kal.* Nxjerr dike për shëtitje me këmbë ose me një mjet. *Shëtit djalin (vajzën). Shëtit fëmijët me karrocë (me barkë). Shëtit një mik nëpër qytet.*
3. edhe *kal.* Shkoj nga një vend në një tjetër për punë ose për qejf; kaloj në pika të ndryshme të një vendi, e bredh; bredh. *Ka shëtitu'r nëpër fshatra. Shëtit nëpër shokët. E ka shëtitur me pëllëmbë tërë Shqipërinë. Ka shëtitur dynjanë* ka qenë në shumë vende, ku nuk ka qenë.
4. *vet. veto III fig.* Kalon nga një njeri a nga një vend te një tjetër, kalon dorë me dorë pa zënë vend (për sendet). *Ky libër ka shëtitur dorë me dorë. Kjo pikturë ka shëtitur nëpër disa muze.*
*k* E shëtit (e mat) me pëllëmbë *shih te* PËLLËMBË, ~A. Shëtit sytë (vështrimin) hedh vështrimin andej-këtej, kullot sytë. Shëtit (bredh, shkon) lule me Iule *dikush keq. shih te* LULE,~JA.
SHËTITËS,~E *mb.* 1. Që e bën punën e vet duke kaluar nga një vend në një tjetër. *Teatër (cirk) shë-titës. Trupë shëtitëse. Shitës shëtitës. Tregtar shëtitës. vjet. Brigade artizanati shëtitëse. Bibliotekë (ekspo-zitë) shëtitëse. Ambasador shëtitës. dipl.*2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shëtit, ai që ka dale për shëtitje. *Shëtitësit ishin shpërndarë.*
SHËTITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Dalja dhe ecja me këmbë a me një mjet në rrugë, në lulishte, në pyll etj. për të marrë ajër të paster, për t'u çlodhur a për t'u argëtuar; ecja tutje e tëhu nëpër një vend. *Shëtitje e gjatë (e lodhshme). Shëtitja e mbrëmjes (e mëngjesit). Shëtitje me kale (me biçikletë, me barkë). Shëtitje në pyll (në liqen). Nxjerr dike për shëtitje. Dal (bëj) shëtitje. Kthehem nga shëtitja.*
SHËTITORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rrugë e gjerë, zakonisht me drurë zbukurimi a me gjelbërime të tjera anëve, ku dalin shëtitje njerëzit. *Shëtitore e gjatë (e bukur, e re). Shëtitore buzë detit.*
SHËTITUR (i,e) *mb.* Që ka qenë në shumë vende. që ka bredhur shumë; që ka shëtitur dhe ka parë e ka dëgjuar shumë gjëra, i dale. *Njeri (plak) i shëtitur.*

SHFAJËStM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *1.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHFAJËSOJ, SHFA-JESOHEM. *Përpjekje për shfajësim.*

2. Arsyetime që sjellim për të shkarkuar dike nga një faj, për t'ia lehtësuar gabimin ose për t'i dhënë të drejtë për diçka që ka bërë. *Gjen (kërkon) shfajësi-me. I ka shfajësimet në majë të gjuhës.*

SHFAJËSOHEM *vetv.* Përpiqem të provoj se nuk kam faj, jap shpjegime për një veprim a për një qëndrim që quhet i gabuar; e shkarkoj veten nga faji duke u arsyetuar, laj veten. *Shfajësohem përpara dikujt. Përpiqej (kërkonte) të shfajësohej. E tha si për t'u shfajësuar.*

SHFAJËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Përpiqem të provoj se dikush nuk ka faj, e shkarkoj nga faji duke e arsyetuar; *kund.* fajësoj. *Shfajësoj veten. E shfajësoi shokun.*

SHFAQ *kal,* ~A, ~UR. 1. Nxjerr në shesh diçka; bëj që të shihet qartë, zbuloj. *E shfaqi veten. Shfaq një prirje (talentin). Shfaq cilësi të larta. Shfaq she-njat e para (shenja mendjemadhësie).*

2. Shpreh me anë të të folurit, ua them haptas të tjerëve, shpreh. *Shfaq një mendim (një pikëpamje). Shfaqi një dëshirë (zemërimin, kënaqësinë, pakëna-qësinë). Shfaq bindjen (gatishmërinë). I shfaqi da-shurinë. I shfaq hapur mendimet.*

.3. Jap në skenë a në ekran një pjesë teatrale ose një film, paraqit. *Shfaq një dramë (një komedi, një skeç, një film).*

4. *bised.* Tregoj para të tjerëve, nxjerr përfaqe. *Nuk e shfaqi emrin. E shfaqi që ishte motra e tij. E shfaqi tërë punën me pak fjalë.*

5. *vjet.* Paraqit, parashtroj. *Shfaqi programin (po-litikën) e qeverisë.*

SHFAQEM *vetv.* 1. Dal, dukem. *V shfaq hëna. U shfaq në dritare. Shfaqet një pike e zezë. Përpara syve na u shfaq një luginë e bukur. Papritur u shfaqën armiqtë. Nga m'u shfaqe përpara? Ai nuk është shfaqur me këtej.*

2. *vet. vela HI.* Lind, fillon të veprojë; del në shesh, shihet qartë, bëhet i dukshëm, zbulohet. *Shfaqet një sëmundje. Shfaqen mundësi të reja. Shfaqen she-njat e para. Shfaqet shpirti revolucionar (guximi). Shfaqet me tërë shkëlqimin e saj.*

3. Shprehem; tregoj ç'ndiej a ç'mendoj. *Shfaqem i gat shim për diçka. Shfaqem lirisht. Nuk shfaqet ai njeri.*

4. *vet. veto HI.* Me bëhet sikur e shikoj (në ëndërr). *M'u shfaq në ëndërr.*

5. Tregoj para të tjerëve se kush jam. *Nuk u shfaq që ishte çupa e tyre.*

6. *Pës. e* SHFAQ. *U shfaqën mendime të ndrysh-me. Shfaqet një film (një dramë, një komedi).*

SHFAQJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHFAQ, SHFAQEM. *Shfaqja e sëmundjes. Shfaqja e karkalecit. Aparat për shfaqje filmash.*

2. Sjellje a veprim që vjen nga diçka, dukuri që tregon diçka, shenjë që përfaqëson diçka. *Shfaq je e jashtme (e dukshme, ë qartë). Shfaq je të huaja. Shfaq-je anarkiste (mikroborgjeze, burokratike, oportuniste, intelektualiste). Shfaq je e ndërgjegjes së lartë (e fry-mës revolucionare, e patriotizmit socialist). Shfaq je e luftës së klasave (e ideologjisë së huaj, e liberalizmit, e oportunizmit). Shfaq je dembelizmi (egoizmi, nën-vlerësimi, vetëkënaqësie). Shfaq je rrugaçërie. Shfaq je zemërgjerësie (butësie, indiferentizmi).*

3. Dhënia në skenë a në ekran e një pjese teatrale, e një koncerti ose e një filtni; pjesa që jepet në skenë a në televizor. *Shfaqje e gjatë. Shfaqja e parë (e fundit). Shfaqje teatrale (artistike). Shfaqje filmi. Sallë shfaqjesh. Përgatitën (organizuan, dhanë) një shfaqje. Vete në shfaqje.*

4. *filoz.* Paraqitja e jashtme e anëve të ndryshme të thelbit të sendeve a të proceseve. *Thelbi dhe shfaqja (e tij).*

SHFAQUR (i,e) *mb.* I. Që është shfaqur. *Dëshirat (pikëpamjet) e shfaqura e të pashfaqura. Dramë e shfaqur. Film i shfaqur.*

2. I hapur, i zbuluar, i njohur prej të gjithëve si i tillë. *Shqiptarofil i shfaqur. Armiq të shfaqur.*

SHFARIM,~I *m. vjet.* Shfarosje.

SHFAROHEM *pës.* Shfarosem.

SHFAROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *vjet.* Shfaros.

SHFAROS *kal.,* ~A, ~UR. E zhduk krejt, e as-gjësoj, ia shuaj farën (për njerëzit dhe për qenie të tjera të gjalla). *Shfaros armikun. Shfaros insektet e dëmshme (mushkonjat, krimbat). Shfaros ujqit.*

SHFAROSEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* I humbet fara, humbet nga faqja e dheut, zhduket. 2. *Pës. e* SHFAROS. *U shfarosën armiqtë.*

SHFAROSËS,~E *mb.* Që të shfaros; që bëhet për të shfarosur. *Luftë (armë) shfarosëse. Sëmundje shfarosëse. Masa shfarosëse.*

SHFAROSJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHFAROS, SHFAROSEM. *Shfarosje e pamëshirshme (e ngadalshme, e shpejtë). Shfarosja e armikut. Shfarosja e minjve (e dëmtuesve të bujqësisë). Armët e shfarosjes në masë.*

Kamp shfarosjeje kamp përqendrimi i ngritur nga nazistët gjatë Luftës sëDytë Botërore për asgjë-simin e komunistëve, të kundërshtarëve të tyre po-litikë dhe të grupeve etnike.

SHFAROSUR (i,e) *mb.* Që është shfarosur, i zhdu-kur. *Kafshë të shfarosura.*SHFLETIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHFLETOJ, SHFLETOHET. *Shfletimi i dosfeve (idokumenteve).*

SHFI,ETOHET. *Pës. e* SHFLETOJ.

SHFLETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kthej një nga një fletët e një libri, të një reviste, të një fletoreje, të një dosjeje etj. *Shfietoj një libër (një reviste). Shfle-toj bltokun (albumin). Shfietoj dosjen (dokumentet).*

*1.* I hedh një sy të shpejtë një reviste, një libri etj., duke i kthyer fletët një nga një, lexoj shpejt e shpejt e pa U thelluar. *Shfietoj një reviste. Shfietoj fietoren e shënimeve.*

SHFLETOS *kal.,* ~A, ~UR. Ndaj gjethet e du-hanit fletë-fletë sipas cilësisë. *Shfletos duhanin.*

SHFLETOSET. *Pës. e* SHFLETOS.

SHFLETOS JE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHFLETOS, SHFLETOSET. *Shfietosja e duhanit. Shfletosja me dorë. Reparti i shfletosjes. Punëtorët e shfletosjes.*

SHFLETËES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtori që ndan gjethet e duhanit sipas cilësisë.

SHFLETËESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHFLETUES,~I. *Brigada e shfletueseve.*

SHFLUKËT (i,e) *mb. ktahin.* I pafuqi, i qullët, i fiashkët. *Njeri i shflukët.*

SHFORMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHFORMOJ, SHFORMOHEM. *Shformim i dukshëm (i ndjeshëm, i*

*dallueshëm). Shformimi i fytyres (i gjymtyrëve). Shformimi i fjalëve.*
SHFORMOHEM *vetv.* 1. Me prishet forma e rrëgullt, prishem, shëmtohem. *është shformuar trupi. Iu shforntua fytyra. I jane shformuar gjymtyrët.*
I *vet. veto III. Pës. e* SHFORMOJ.
SHFORMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. la prish for-më'n e rrëgullt, e prish, e shëmtoj; e shfytyroj. *Shfor-moi fytyrën. I shformon fjalët.*
SHFREJ *jokal,* SHFREVA, SHFRYER. 1, Shpreh me force e vrullshëm ndjenjat e mendimet e mia për dike a për diçka, që mezi i kam mbajtur të ndrydhura, nxjerr atë që me është mbledhur në zemër për t'u lehtësuar, zbraz zemrën; flas hapur me dike. *Shfrej tërë duf (me zemërim). Shfrenin kutidër shtypjes. Shfreu hapur. Kishte nevojë (donte) të shfrente. Qau e shfreu.*
2. *kal.* \ lë ndjenjat të shpërthejnë lirisht, nxjerr jashtë çfarë ndiej; nxjerr inatin a zemërimin mbi dike", bëj që ta pësojë për ato që me ka shkaktuar. *Shfreu zemërimin (inatin, dufin, urrejtjen, dhembjen, tërbimin). Shfrej atë që ndiej. E kishte me dike tjetër, e Shfreu tek i biri.*
3. Dal e bredh lirshëm andej-këtej për t'u çlodhur a për t'u afgëtuar (për dike që ka qenë në një mjedis të mbyllur për një kohë të gjatë). *Doli të shfrente pale. Shfreu tërë ditën fushave.*
4. I shfryj a i shfryhem dikujt. *shfreu me zemërim.*
SHFRENlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi Sipas kuptimeve të foljeve SHF,RENOJ, SHFRENO-HEM. *Bëj shfrenimin.*
*keq.* Dhënia pas punëve të mbrapshta, shthurje morale, liri e tepruar për punë të këqija, mospër-
mbajtje, harbim. *Shfrenim i papërmbajtur. Shfrenim ndjenjash (epshesh). Shfrenimet e fashistëve.*
SHFRENOHEM *vetv.* 1. Nuk përmbahem, shpër-thej me furi; *kund.* frenohem.
2. *keq.* Jepem a lëshohem pas punëve të mbrapshta, shthurem, prishem fare moralisht. *Ishte shfrenuar fare.*
3. *Pës. e* SHFRENOJ.
SHFRENOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. I liroj frenat makinës; *kund.* frenoj. *Shfrenoj makinën.*
2. *fig.* I jap liri të tepruar, nuk e përmbaj, ia lëshoj frerin.
3. *fig. keq.* E bëj të jepet gjithnjë me shumë pas veseve e pas punëve të mbrapshta, e shthur.
SHFRENCAR (i,e) *mb. 1.* I papërmbajtur, i pafre, që nuk njeh masë e kufi; i ethshëm. *Zemërim i shfrenuar. Vrull (guxim) i shfrenuar. Egërsi (lakmi) e shfrenuar. Dëshira të shfrenuara. Propagandë (demagogji) e shfrenuar. Fushatë e shfrenuar shpifjesh. Gare e shfrenuar armatimesh. Sulme të shfrenuara. Reaksion i shfrenuar. Politikë e shfrenuar. Luks i shfrenuar. Gjueti e shfrenuar.*
*2.* I papërmbajtur, që s'e kontrollon fare veten; i shthurur. *Njeri i shfrenuar.*
SHFRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes SHFREJ.
2. Shprehje e hapur dhe e vrullshme e ndjenjave a e mendimeve që mezi janë mbajtur të ndrydhura për një kohë, zbrazja e zemrës; shpërthim i ndjenjave, shfaqja e asaj që ndiejmë. *Shfrim i menjëhershëm. Shfrim gëzimi. Shfrim zemre. Kërkon (gjen) shfrim.*
SHFRONËSIM,~I *m. sh..*~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHFRONËSOJ, SHFRO-NËSOHEM. *Shfronësimi i Abdyl Hamitit. Shfronësimet e mbreterve.*
SHFRONËSOHEM. *Pës. e* SHFRONËSOJ.
SHFRONËSOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Rrëzoj një mbret nga froni, e heq nga froni. *Shfronësuan mbretin (perandorin).*
2. *fig.* Rrëzoj dike nga pushteti, e heq nga fuqia. *Shfronësojnë shtypësit.*
SHFRONËSUAR (i,e) *mb.* Që është rrëzuar nga froni, që ka rënë nga fuqia. *Mbretërit (perandorët) e shfronësuar.*
SHFRYHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* I del ajri i ngje-shur që ka pasur brenda dhe i zvogëlohet vëllimi. *U shfry gotna (topi, tullumbacja). U shfry vetë. V shpua dhe u Shfry.*
*2.* Me ulet a me ikën fare të ënjturit, çënjtem; *kund.* fryhem. *Iu shfry dora.*
3. *fig.* I flas rëndë dikujt, nxjerr inatin, nxjerr dufin, shfryj. *Iu shfry kot.*
*4. vet. veta III. Pës. e* SHFRYJ.
SHFRYJ *jokal,* SHFRYVA, SHFRYRË. 1. Nxjerr shumë frymë me force e me zhurmë. *Shfryn e turfullon. Kali (pela) shfrynte.*
2. *kal.* Nxjerr diçka nga goja a nga hundët, duke e fryrë me force. *Shfryj hundët* liroj, paStroj hundët. *Shfryj ujin. Hante fara e shfrynte lëvozhgat.*
*3. kal.* Bëj që të dale ajri i ngjeshur nga një sendi fryrë dhe t'i zvogëlohet vëllimi; *kund.* fryj. *Shfryj gomat (topin).*
4. *vet. veto HI.* Nxjerr me force avull a ajër; gulçon. *Shfryn lokomotiva. Motori shfrynte.*
5. *vet. veta III. Fryn* me tërbim (për tufanin etj.); ka dallgë të mëdha, tërbohet (për detin etj.); nxjerr jashtë me vrull gazra e hi, shpërthen (për vullkanet). *Shfryn tufant (murlani, dimri, stuhia). Fryn e shfryn veriu. Shfryn deti (oqeani, lumi). Shfryn vullkuni.*
6. Del jashtë shtratit dhe përmbyt vendet përreth (për lumin etj.). *Shfryu lumi (përroi, liqeni).*
7. edhe *kal. fig.* Nxjerr jashtë me vrull atë që ndiej në shpirt; nxjerr inatin a zemërimin duke i folur rëndë dikujt a duke bërë diçka me rrëmbim, shfrej. *Shfryu zemërimin (dufin, urrejtjen, mllefin, inatin). U shfryn fëmijëve. Shfrynte me vete. Iku duke shfryrë.*
8. *kal. fig.* Pakësoj, zvogëloj, shkurtoj, duke lënë vetëm atë që është e domosdoshme. *shfrynë organikat. I shfrynë kërkesat për mallra importi.*
SHFRYRË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Fjalë të rënda qortuese që i thuhen dikujt me zemërim; ankim a kundërshtim që bëhet me force e me rrëmbim. *Një rrebesh të shfryrash. Iu turr me disa të shfryra.*
SHFRYRË (i,e) *mb.* Që i ka dale ajri e i është zvo-gëluar vëllimi, që është shfryrë; *kund.* i fryrë. *Goma të shfryra. Top i shfryrë.*
SHFRYRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* E çarë a pa-jisje e posaçme në një makinë, që lejon të dale jashtë ajri, gazi ose avulli i panevojshëm e i tepërt. *Shfry-rësi i avullit.*
SHFRYRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHFRYJ, SHFRYHEM.
2. *shih* SHFRYRË,~A (e). *Nuk i duronte shfryrjet e tij.*
SHFRYTËZtM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHFRYTËZOJ, SHFRYTËZOHEM. *Shfry-tëzim i egër (barbar, i pamëshirshëm, kapitalist). Shfrytëzimi i njeriut nga njeriu. Shfrytëzimi i punë-torëve dhe i fshatarëve (në vendet kapitaliste e revizio-niste). Shfrytëzimi i tokës (i minierave, i puseve të naftës,* i *pyjeve, i pasurive natyrore). Shfrytëzimi i rezervave të brendshme (i aftësive prodhuese). Koha (format, mënyrat) e shfrytëzimit. Shpim*

*për shfry-tëzim. Dorëzoj një pus për shfrytëzim. Zhduk shfry-tëzimin. Vë në shfrytëzim një fabrikë (një tokë).*
SHFRYTËZOHEM. *Pës. e* SHFRYTËZOJ.
SHFRYTËZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Nxjerr fitime duke përvetësuar frytet e punës së të tjerëve (në vendet ku sundon prona private mbi mjetet e prodhimit). *Borgjezia shfrytëzon klasën punëtbre (pro-letariatin, grate, fëmijët). Shfrytëzojnë punën e të mi-turve. Shfrytëzojnë pa mëshirë (egërsisht, gjer në palcë).*
2. Nënshtroj ekonomikisht e politikisht një vend tjetër për të nxjerrë prej tij përfitime sa më të mëdha {për imperialistët dhe socialimperialistët). *Shfrytëzojnë kolonitë (vendet e vogla).*
3. Shtie në punë diçka, e përdor për një qëllim të caktuar; përdor të mira të ndryshme materiale për plotësimin e disa synimeve ekonomike; nuk e lë të shkojë kot, e përdor mirë e plotësisht. *Shfrytëzojnë makinat (makineritë, pajisjet). Shfrytëzuan mbeturinat (rezervat e brendshme). Shfrytëzojnë hekurudhat (mje-tet e transportit). Shfrytëzojnë burimet ekonomike (energjinë e lumenjve, energjinë diellore, energjinë atomike). Shfrytëzojnë ujin e lumenjve për ujitje. Shfrytëzoj librat (dokumentet, arkivat, literaturën, kartotekën). Shfrytëzon plotësisht kohën e punës. Shfrytëzon çdo minute.*
4. Përdor diçka në dobinë time, përfitoj, nxjerr përfitime nga dikush a nga diçka; e përdor për punën time. *Shfrytëzoj një të drejtë. Shfrytëzoj rastin (si-tuatën). Shfrytëzon dobësitë (mirëbesimin, papjeku-rinë) e dik ujt. Shfrytëzoj kohën e mirë (ditët me diell). Shfrytëzuan errësirën e nates.*
5. *min.* Nxjerr nga toka minerale të ndryshme, naftë etj. *Shfrytëzojnë minierat. Shfrytëzojnë pasuritë e nëntokës. Shfrytëzojnë puset e naftës.*
SHFRYTËZUAR (i,e) *mb.* 1. Që është shfrytëzuar. *Minierat e shfrytëzuara.*
2. Që shfrytëzohet nga një tjetër për të nxjerrë fitime (në vendet ku sundon prona private mbi mjetet e prodhimit). *Klasë e shfrytëzuar. Shtresa të shfrytëzuara.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit; *kund.* shfrytëzues. *Lufta e të shfrytëzuarve kundër shfrytë-zuesve.*
SHFRYTËZUES,~I *m. sh.* ~, ~ T. 1. Pronar mjetesh prodhimi që nxjerr fitime duke përvetësuar frytet e punës së të tjerëve (në vendet ku sundon prona private mbi mjetet e prodhimit); *kund.* i shfrytëzuar. *Shfrytëzues i egër (i pashpirt). Shfrytëzuesit e kolo-nive. Përmbysja e shfrytëzuesve. Shoqëri pa shfrytëzues.*
2. *kryes. sh.* Punëtorët që do të shfrytëzojnë një vepër industriale e që zakonisht marrin pjesë edhe gjatë ndërtimit të saj në disa punime. *Ndërtuesit dhe shfrytëzuesit. Vepra iu dorëzua shfrytëzuesve.*
SHFRYTËZUES,~E *mb.* Që nxjerr fitime duke përvetësuar frytet e punës së të tjerëve (në vendet ku sundon prona private mbi mjetet e prodhimit). *Klasat shfrytëzuese. Pakica shfrytëzuese.*
SHFRYTËZUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të shfrytëzohet. *Sipërfaqe e shfrytëzueshme. Burime të shfrytëzueshme. E bëj diçka të shfrytëzueshme.*
SHFUQIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *drejt.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHFUQIZOJ, SHFUQI-ZOHET. *Shfuqizimi i një ligji (i një dekreti, i një trak-tati, i një marrëveshjeje).*
SHFUQIZOHET *drejt. Pës. e* SHFUQIZOJ.
SHFUQIZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *drejt.* E shpall të pavlefshëm a lë paqenë një ligj, një urdhëresë, një traktat etj. *Shfuqizoj një ligj (një marrëveshje, një urdhëresë, një vendim, një nen).*
SHFUQIZUAR (i,e) *mb. drejt.* Që është shfuqizuar, që nuk është me në fuqi. *Ligj (traktat, urdhër, vendim) i shfuqizuar.*
SHFUQIZUES,~E *mb. drejt.* Që shfuqizon, që ka të drejtë të shfuqizojë një ligj, një traktat, një marrëveshje etj.
SHFYTYRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHFYTYROJ, SHFYTY-ROHEM. *Shfytyrim i gënjeshtërt. Shfytyrimi i tipa-reve (ifytyrës).*
SHFYTYROHEM *vetv.* Me prishet forma e rre-guilt e fytyrës a e trupit; shtrembërohem. *U shfytyrua nga zemërimi (nga dhembja).*
SHFYTYROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Prish formën e rregullt të fytyrës a të trupit; shtrembëroj. *Dhembja ia kishte shfytyruar tiparet.*
SHFYTYRUAR (i,e) *mb.* Që i është prishur forma e ijregullt [e] fytyrës a e trupit; i shtrembëruar. *Pamje e shfytyruar.*
SHI,~U *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Reshje që for-mohet nga kthimi i avujve të atmosferës në ujë gjatë ftohjes dhe që bie pika-pika nga retë në tokë. *Shi i madh (i rrëmbyer, i rëndë, i holla, i shtruar, i lehtë, i imët). Shi tropikal. Shirat e vjeshtës (e pranverës, e dimrit). Shi vere (behari). Shi me kufi (vende-vende). Shi me bore. Shi me shtamba (me gjyma, me rrëshekë). Ujë shiu. Pika shiu. Një vesë shi. Stina e shirave. Ditë me shi. Bie shi. Zuri (pushoi) shiu. Shiu i butë lag të marrë e të urtë. fj. u.*
*2. jig.* Diçka që vjen ose që bie së larti në sasi të madhe. *Shi lulesh. Shi shigjetash.*
Si kërmijtë (si boblat) pas shiut *mospërf. shih te* KË)RMILL,~I. Na kalbi shiu *shih te* KALB. Shiu i budallait shi i imët e i ngadalshëm që të bën qull pa e kuptuar. Shi e diell lagaterë. Bën sliiun e diellin bër| ç't'i dojë qejfi, i ka vetë në dorë të gjitha punët, vendos vetë për gjithçka pa pyetur njeri. Kur të bjerë shi i kuq kurrë, asnjëherë. I ka rënë shiu në lakra *shih te* LAKËR,~RA. Mbijnë (dalin) si kërpudhat pas shiut *shih te* KËRPUDH'Ë,~A i. Iku nga shiu e ra në breshër (ra nga shiu në breshër) shpëtoi nga një e keqe, por e gjeti një e keqe tjetër më e madhe. Krimb shiu *shih* GLIST,ËR,~RA i. Sh i yjor *astr.* rënie me shumicë e meteorëve.
SHI *pj. krahin.* Pikërisht, tamam. *Shi në ate vend. Shi në atë cast. Shi atë natë. Shi për këtë shkak.*
SHIATIK *mb. anat.* 1. Nervi shiatik: nerv që del ngaj pjesa e përparme e legenit dhe shkon përgjatë ashtit të këmbës.
2J si *em.* ~, ~U *m.* Nervi shiatik; *mjek.* sëmundje që prek këtë nerv e që shkakton një dhembje të hi-dhur. *Vuan nga shiatiku. E ka zënë shiatiku.*
SHIBË,~A . Rrufë e forte që zgjat shumë, flame (te njerëzit dhe te disa kafshë). *E ka zënë shiba, Shiba i rëhtë! mallk.*
SHIFËR,~RA. *sit.* ~RA, ~RAT. 1. *mat.* Shenjë e vej;antë që shënon një numër. *Shifra arabe (romake), Shifra dhjetore. Numër me shumë shifra.*
2.1 Numër i paraqitur me anë të këtyre shenjave; shurnë, sasi; tregues i një veprimtarie a i një gjendjeje, i paraqitur me numra; të dhëna që shprehen me num-ra. *Shifra të*

*sakta (të zmadhuara, të zvogëluara, të rrumbullakosura). Shifra zyrtare. Shifrat përfundim-tarel Shifra orientuese. Shifra astronomike. Me gjuhën e shifrave. I ka fryrë shifrat.*
3.[!] *vet. nj.* Sistem numrash që përdoren për njof-time: të fshehta. *Shifra sekrete. Telegram (radiogram) (me) shifër. Njoftoj me shifër.*
SHIFON,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pëlhurë e hollë mëndafshi a pambuku. 2. Hithëth. SHIFRANT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shifron
një tekst ose zbërthen një tekst të shkruar me shifër. *Shifranti i ambasadës.*
SHIFRA"R,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Libri që për-mban shifrat dhe vlerat e tyre për njoftime të fshehta me shifra. *Çelesi i shifrarit. Jap sipas shifrarit.*
SHIFRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve SHIFROJ, SHIFROHET. *Shifrimi i telegramit. Shifrimi i llogarive.*
SHIFROHET. *Pës. e* SHIFROJ.
SHIFROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Kthej në shifra tekstin e një njoftimi të fshehtë; *kund.* deshi-froj. *Shifroj një telegram.*
*2. fin.* Shënoj me anë të një shifre, i vë një numër, e quaj me këtë numër. *Shifroj llogaritë.*
SHIFRUAR (i,e) *mb. 1.* Që është shkruar me shifër, që është kthyer në shifra. *Telegram (urdhër, njoftim) i shifruar.*
*2. fin.* Që është shënuar me anë të një shifre. *Llo-gari të shifruara.*
SHIGJETAK,~E *mb. bot.* I gjatë dhe i hollë si shigjetë, që i përngjan shigjetës. *Gjethe shigjetake.*
SHIGJETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Ushtar këmbësor ose kalorës i armatosur me shigjeta e me hark, harkëtar. *Grupi i shigjetarëve.*
2. Ai që di të qëllojë mirë me shigjetë. *Shigjetar* i *zoti.*
SHIGJETË,~A . *sh,* ~A, ~AT. 1. Shtizë e shkurtër druri, e hollë e me majë të mprehtë ose me majë të metaltë, që hidhet me hark dhe që në të ka-luarën përdorej si armë. *Shigjetë me helm. E qëlloi (e vrau) me shigjetë. Shkon si shigjetë.*
*2.* Rrip i metaltë, i hollë, i ngushtë e me majë të mprehtë, që rrotullohet rreth një boshti dhe që tre-gon vlera të ndryshme në një aparat mates. *Shigjeta e peshores. Shigjeta e busullës..*
3. Vijë me një kënd të ngushtë në njërin skaj, që shërben si shenjë për të treguar drejtimin e një lë-vizjeje. *Në drejtim të shigjetës. Ndiq shigjetën. Shënoj drejtimin me shigjetë.*
4. Diçka e hollë, e gjatë dhe e mprehtë, që bie a futet diku. *Shigjeta vetëtimash. Shigjetë bregdetare. gjeogr.* Iedh rëre që ndan një gji nga deti i hapur.
5. *kryes. sh. fig.* Sulme të drejtuara kundër dikujt a diçkaje, fjalë te mprehta e therëse që thuhen kundër dikujt a diçkaje. *Shigjetat e satires. Lëshoi shigjeta (i drejtoi shigjetat) kundër dikujt a diçkaje.*
*6. vjet.* Pjesa më e mirë e gjahut, të cilën e merrte gjahtari që e qëllonte i pari kafshën.
7. *zool.* Shigjetull.
8. Sovajka e avlëmendit.
9. *përd. ndajf.* Shumë shpejt, fluturimthi. *Iku (erdhi) shigjetë.*
• E ka syrin shigjetë (pushkë) *di k us h shih te* PUSHKË,~A.
SHIGJETIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHIGJETOJ, SHIGJETOHEM.
*Shigjetime të zjarrta.*
SHIGJETOHEM *vetv.* 1. I lëshojmë njëri-tjetrit vështrime të mprehta si shigjetë. *Shigjetoheshin me sy.*2. *Pës. e* SHIGJETOJ.
SHIGJETOJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~UAR.
1. Gjuaj me shigjetë. *Shigjetonin ushtarët armiq.*
*2. fig.* I hedh dikujt një vështrim të mprehtë si shigjetë; i lëshoj dikujt ndoajë fjalë të mprehtë a therëse, e godas ashpër. *E shigjetoi me sy (me fjalë). E shigjetoi me një vështrim të egër (therës, kano-sës).*
SHIGJETULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Një lloj gjarpri i gjatë helmues, me ngjyrë si në të verdhë, që hidhet si shigjetë. *E kafshoi shigjetulla. I shoi zogj-të shigjetulla. E ngre kokën në djep si shigjetull* (për një foshnjë të zgjuaf).
Nuk hahen ato petulla që t'i jep (t'i sjell) shigjetulla *fj. u. shih te* PETULL,~A.
SHIHEM *vetv.* I. Shoh veten të pasqyruar diku; shikohem. *Shihem në pasqyrë.*
2. Shoh dike dhe ai me sheh mua. *U pane sy ndër sy. U pane vëngër.*
3. Takoj dike, gjendem bashkë me të. *S'jemi parë që në verë. Kur do të shihemi prapë? U pafshim shën-doshë (me të mira) I ur.*
4. *bised.* Vizitohem te një mjek. *Është parë në shutnë doktorë. U pa te mjeku i syve.*
5. *vet. veta III.* Vete diku; shfaqet, del në shesh, duket. *S'janë parë me këtej. Është parë në Fier. Po shihen frytet e para të kësaj lëvizjeje.*
6. *vet. veta III.* Merret vesh, kuptohet qartë; merr fund, përfundon (zakonisht jo ashtu si e pritnim). *U pa që s'ka për të rënë shi. U pa dhe kjo punë. U pa që s'nisemi dot sot.*
7. *vet. veta III kr. thj. bised. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me duket, me bëhet, kam përshtypjen se është kështu a ashtu. *M'u pa i sëmurë. Iu pa më e madhe. M'u pa i mërzitur. Na u pane të gëzuar.*
8. *Pës. e* SHOH. *Ky dimër s'është pare. Shihet e nevojshme. Së largu nuk shihet.*
Siç shihet *ndërm.* përdoret për t'ia hequr ka-rakterin kategorik një pohimi, duke e paraqitur atë jo si diçka që e themi ne, por si diçka që duket e kuptohet vetvetiu, ose për të përmbyllur një mendim a shtjellim idesh. U pa shënim që vihet zakonisht në një shkresë, në një detyrë mësimore etj. nga di-kush për të treguar se e ka shqyrtuar atë dhe ka bërë veprimet e nevojshme. Nuk është parë e as dëgjuar *diçka* nuk ka ndodhur ndonjëherë diçka e tillë. Jane parë hënabrenda *shih te* HËNABRENDA. Jane parë hënajashtë *shih te* HËNAJASHTË. Jane parë me bënë të keqe *shih te* HËNË,~A. Jane parë me hënë pisk *shih te* HËNË,~A.
SHIHET *vetv.* 1. *bised.* Shkërmoqet, thërrmohet. *Është shirë duhani. Gur që shihet.*
2. *Pës. e* SHIJ.
SHIJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Shkoq nga kalliri kok-rrat e të lashtave dhe i ndaj nga kashta me anë të ma-kinave të posaçme ose duke i shkelur me kale a me qe në lëmë. *Shijnë grurin (tërshërën, elbin, thekrën, tepën, urovin). Shij lëmin (vrahun) e pare. Shij me*

*kale (me qe). Shij me makinë shirëse (me autokombajnë). Shij shpejt dhe pa humbje!*
*2.* Shkoq kokrrat e misrit duke rrahur me dru mbi një lesë kallinjtë e zhveshur; shkoq fasulet duke i rrahur bishtajat me shkop. *Shij misrin (fasulet).*
3. *krahin.* Thërrmoj, shtyp duke e rrahur me diçka. *Shij kripën. Shijplisat (token).*
*4. jokal. fig. keq.* Bëj si të dua në një vend a në një mjedis, pa pyetur për asgjë dhe pa përfillur askënd, bëj si dua vetë. *Shin si do vetë (sipas qejfit). Është me'suar të shijë. Shin si kali në lëmë.*
SHIJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ndijimi që na japin në gjuhë ushqimct e ndryshme e gjërat e tjera që shtiem në gojë. *Shije e ëmbël (e thartë, e athët, e hidhur, e kripur...).*
*2.* Cilësia e ushqimeve të ndryshme ose e gjërave të tjera, që na jep një ndijim të veçantë kur i prekim me gjuhë. *Shija e bukës (e supës, e mishit të pjekur). Shija e gjellëve të shtëpisë. Pa pike shije. la pëlqej shijen diçk aj e.*
3. Kënaqësia, ëndja që ndiejmë në të ngrënë; oreks. *Ha me shije. Nuk kam shije: la ndjeu shijen diçka j e* ka filluar t'i pëlqejë diçka, u mësua me të. *U paste shije buka! ur.*
4. *fig.* Aftësia dhe prirja e veçantë për të kuptuar dhe për të vlerësuar të bukurën në jetë, në natyrë a në veprat e artit, ndjenja e së bukurës. *Me shije të shëndoshë (të hollë). Shije art is tike (estetike). Shije komuniste (proletare). Shije borgjeze (revizioniste, e sëmurë). Shije anadollake. Njeri me shije. Është bërë me shije* është bërë bukur, si duhet.
5. *fig.* Dëshirë a parapëlqim për diçka ose për më-nyrën si bëhet diçka. *Shije të ndryshme. Shijet e ble-rësve (e njerëzve). Ua njohin shijet.*
SHIJIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve SHIJOJ, SHIJOHET.
SHIJOHET. *Pës. e* SHIJOJ. *Poezi që shijohet nga të gjithë.*
SHIJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shtie në gojë pak gjellë, pije a ndonjë ushqim tjetër sa për të parë ç'shije ka. *Shijoje një here!*
2. *jokal. vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me jep kënaqësi në të ngrënë a në të pirë, me pëlqen në gojë, me duket i shijshëm;.jna kërkon trupi. *Na shijoi shumë kjo gjellë. Me shijoi kafeja. Nuk i shijon rakia (duhani). Nuk me shijon buka vetëm.*
3. *fig.* E pëlqej, e vlerësoj a e çmoj nga ana estetike; ndiej kënaqësi, gëzohem me diçka. *Shijoj bu-kuritë e natyrës. Shijoj pranverën. Shijoj muzikën. Shijoj një vepër letrare (një shfaqje artistike). Shijoj një lojë të bukur. Shijoj fitoren. Ma shijon syri.*
SHIJOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me shijen, që lidhet me shijen, i shijes. *Cilësitë shijore të diçka j e. Ndijime shijore.*
SHIJSHËM. (i), ~ME (e) *mb:* Që ka shije të mirë, që të jep kënaqësi në të ngrënë; që të pëlqen, që të shijon. *Gjellë e shijshme. Mish i shijshëm. Pemë të shijshme. Është shumë i shijshëm.*
SHIJSHËM *ndajf.* Në mënyrë të shijshme, me shije. *Ha shijshëm. Gjellë të gatuara shijshëm.*SHIJUAR,~IT (të) *as.* Njëra nga të pesë shqisat, mundësia dhe aftësia për të dalluar shijen e diçkaje, nëse një ushqim a një send tjetër që shtiem në gojë është i ëmbël, i hidhur, i thartë, i kripur etj, *Shqisa e të shijuarit. Organet e të shijuarit.*
SHIK *ndajf. bised.* Në mënyrë elegante e me shij'e të stërholluar. *Vishet shik. Qenka bërë shik. Shumë shik.*
SHIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kiiptimeve të foljeve SHIKOJ, SHIKOHEM. *Shikimi i problemeve me syrin politik. Pika e shikimit. Gypi i shikimit (i mikroskopit). Pengon shikimin.*
2. Të drejtuarit e syve te dikush a te diçka, vështrim. *Hodhi (nguli, mbërtheu) shikimin. Treti shikimin diku larg. Kryqëzuan shikimet. Shkëmbyen nga një shikim.*
3. Shprehja e syve; mënyra si shikon dikush (si shprehje e gjendjes së tij shpirtërore). *Shikim i ashpër {i\rreptë). Shikim ipaster (i kulluar, i turbullt). Shikim lutes (hetues, pyetës). Shikim i ftohtë (i akullt).*
I4. *fig.* Mënyra si e vështrojmë a e gjykojmë diçka, vështrim. *Shikim i gjerë (i thellë, i sipërfaqshëm). Shikim burokratik. Shikim i përgjithshëm (rrënjësor). Shikim klasor (politik). Këndi i shikimit.*
5. *shih* VËSHTRIM,~1$_4$. *Shikim i shkurtër (i përgjithshëm).*
6. Kontroll; kujdes e ndihmë. *Shikimi teknik i një makine. Shikimi rreshtor. usht.* inspektimi i tru-pave të rreshtuara.
Në shikimin e parë *shih te parë* (i,e). Përfshij me një shikim (me sy, me një vështrim) *shih te* PËRFSHIJ 7. Treti shikimin (vështrimin) larg *shih tek* TRET.
SHIKOHEM *vetv.* 1. Shikoj veten të pasqyruar diku; shihem. *Shikohej gjithë ditën në pasqyrë.*
*2.* Shikoj dike dhe ai me shikon mua. *U shikuan sy, ndër sy.*
I3. *Pës. e* SHIKOJ.
SHIKOJ *kal.,* ~OVA, ~'UAR. 1. Hedh sytë mbi dike a mbi diçka për ta pare, drejtoj vështrimin mbi të; përpiqem të dalloj diçka me anën e të parit; ndjek me vëmendje, vështroj për një kohë të gjatë, sodit. *Shikoj orën (termometrin). Shikoj qiellin (hënën, retë, yjet). E shikoinga koka (deri) te këmbët. Ç'më shikon ashtu? Shikoj me dylbi (me mikroskop, me te-leskop). E shikoi me gëzim (me trishtim, me vëmendje, me kujdes). Shiko sa vajti ora! Shiko a duket treni! Shikojmë dallgët e detit (bukuritë e natyrës).*
*2. jokal.* Hedh vështrimin në një drejtim të cak-tuar, i kam sytë të kthyer drejt diçkaje, vështroj. *Shikoj nga dritarja. Shikonte me bisht të syrit. Shikoi shkarazi (fshehurazi). Shikonte përreth, Shiko këtu (drejt)! Mos shiko prapa. Pse shikon andej? Shikoj përjashta.*
3. Këqyr a vërej me kujdes, shqyrtoj; lexoj a kon-trolloj diçka për të gjetur atë që me intereson; i hedh një sy duke e lexuar; vëzhgoj, këqyr; kontrolloj mirë për të gjetur diçka a për të marrë vesh çfarë ka; pro-voj. *Shikoj regjistrin (fletoren). Shikoj gazetat (re-vistat). Shikoj letrat një nga një. Shikoj në dollap (në sirtar). Shiko prapa derës (nën tryezë) ! Shiko nëpër xhepa! E shikoj hollë diçka. Shikojmë me shqetësim se... Shiko mirë ku vë këmbën. Shikoj gjellën për kripë. Shikoj pulën për vezë. Ta shikojmë veten si në*
*pasqyrë. Mos shiko se ç'thotë, po shiko se ç'bën në botë! fj. u. Mos i shiko gunën, po shikoji punën! fj. u.*
4. edhe *jokal. shih* SHOH 1-3, 5-11, 13-15, 17-*E shikoj rrallë. Po shikonin lajntet. Shikon shumë ëndrra. Do të shikojmë ekspozitën. Nuk shikoj ndonjë rrezik (ndonjë të keqe). E shikonin si armik. Do ta shikojmë në mbledhje këtë çështje. E shikoj me sy kritik. Dritaret shikojnë nga rruga. Nuk e shikon dielli. Dua t'ju shikoj të lumtur. Shikoje punën drejt. Shkuan të shikonin nusen. E shikon*

*me sy të mirë (të keq, të shtrembër). Të shikojmë përpara. E shikonte shtrembër (vëngër). Shikon fi bëjë bisht punës.*
5. Dëgjoj, i vë veshin, marr parasysh; kam kujdes. *Shiko këtu! Punojnë pa shikuar orar. Shiko se ç'thotë! Shiko mos rrëzohesh (mos biesh, mos shkasësh)! Shiko mas harrosh! Shiko mos u vono! Shiko se mos e pësosh! Shiko të na nxjerrësh faqebardhë! Shiko mirë, se do të pendohesh! Shiko na bëj një zjarr të mirë. Bëj atë që duhet, mos shiko se ç'thuhet! fj. u.*
6. Kujdesem për dike a për diçka, e ndihmoj, e shoh, e vështroj; ruaj. *Shiko shtëpinë! Shiko kuajt! Shiko misrin, të mos e hanë pulat! Shiko gjellën mos digjet! Shiko fëmijët mos rrëzohen! I shikonte shumë pleqtë. E shikon si sytë e ballit. la kam shikuar gojën* e kam ushqyer mirë. *E shikon shumë gojën* kujdeset shumë për të ngrënë. *E shikon me tërë të mirat. Mos shiko vetëm rehatin (interesin) tend! Shiko punën (rru-gën) tënde!* kujdesu për detyrat e tua dhe mos u merr me gjëra që nuk të përkasin!
7. *vet. urdh. bised.* Përdoret në kuptim pasthirrmor për të shprehur habinë e folësit për diçka, për të tër-hequr vëmendjen e dëgjuesit ose për të thumbuar a për të tallur dike. *Shiko ç'trima që janë! Shiko ç'sy (ç'flokë)! Shiko si mburret (si lëvdohet)! Shiko kush qenka! Shiko, shiko, sa i zgjuar!*
8. *vet. urdh. bised.* Përdoret në kuptim pasthirrmor për të shprehur paralajmërim a kërcënim për dike. *Shiko, hap sytë! Shiko, mos e fli mendjen! Shiko, here tjetër mos e përsërit!*
• Shikon (vështron) nën ballë *shih te* BALLË,~l. Shikon derën (portën) pret me padurim të vijë dikush. Ta shikosh me dylbi! *iron,* s'ke për t'ia arritur që ta kesh a ta gëzosh, s'ke për ta parë kurrë. Shikon (shell) larg *shih te* LARG. Shiko dhe prapa *shih te* PRAPA. Shikon (vështron) nga qofkat *shih te* QOFKË,~A. E shikojnë sy *(diçka) shih te* SY,~RI. Eshikonte me (nën) vetulla *shih te* VETULL,~A. E shikoj (e vështroj) në bebe të syrit *shih te* BEBE,~JA n. E shikoj për fill e për fërkem *shih te* FILL,~I. Shikon (gjen) qimen në vezë (në të bardhën e vezës) *shih te* VE-ZË,~A. E shikon me syrin e njerkës *shih te* NJERKË, ~A. E shikoj me syrin plot *dike a diçka shih te* PLOT. E shikon (e sheh) me syze të errëta *shih te* SYZE,~T. E shikon të vërtetën në sy *shih te* VËR-TETË,~A (e). Hap gojën e shikon qiellin *shih te* HAP. Shikon (sheh) qimen në syrin e tjetrit e nuk shikon (nuk sheh) trarin në syrin e vet *shih te* QIME, ~JA. Mos shiko (mos vështro) gjithnjë përpjetë, po shiko (vështro) dhe tatëpjetë!. *u. shih tek* TATËPJETË. Mos i shiko shkaliët, por shikoji oborrin! *(dikujt) fj. u. shih te* SHKALLË,~A. Mos i shiko shpatuilat, por shikoji zemrën! *fj. u. shih te* SHPATULL,^A.
SHIKUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. *1.* Ai që shikon diçka në një rast të caktuar. *Shikuesi nga pika A. Nga syri i shikuesit tek objekti.*
*2.* Ai që shikon një shfaqje, një ndeshje etj., spek-tator. *Duartrokitjet e shikuesve. Rritel numri i shikues-re.*
SHIL,~I *m. krahin.* 1. Dëshirë, ëndë, qejf; epsh. *E ka zënë shili për këngë.* 2. Dyshim. *Me ha shili tek ai.*
SHILAREM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Tundem e lë-kundem në shilarës; varem diku e lëkundem andej-këtej, kolovitem. *U shilarën gjithë diiën. I shilaren këmbët në samar.*
SHILARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Kolovajzë, shre-gull. *Hipi (lëkundem) në shilarës.*
SHILARTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shilarës.
SHILARTHI *ndajf.* Luaj shilarthi: luaj duke u lë-kundur në shilarës.
SHILINGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Njësia monetare bazë e Austiisë dhe monedha që ka këtë vlerë; mo-nedhë angleze e barabartë me një të njëzetën e lirës sterlinë.
SHILOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Dru i drejtë e i gjatë, që vihet mbi dy furka për të mbajtur pjer-gullat; shkop i trashë me thepa a çallata në të dy anët, që e përdorin për të mbajtur në sup kovat me ujë, shportat, barin etj.
2. *shih* KAPËRCYELL,~I i.
3. Kolovajzë, shilarës, shregull.
SHILORTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* SHILOR, ~Ii.
SHILTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET dhe SHILTE,~JA *f. sh.* ~, ~TË. Dyshek i hollë e i ngushtë, i mbushur me lesh, me pambuk, me lecka etj., që shtrohet pranë vatrës ose mbi minder. *Shilte e butë. Shilte me pupla. Vlem (sheshohem) mbi shilte.*
SHIMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *meteor.* Vegël e posaçme për të matur (në milimetra) sasinë e ujit të shiut që bie në një vend të caktuar brenda një kohe të caktuar. *Shimatësi i shkollës.*
SHIMBLEDHËS,~E *mb. gjeogr.* Që mbledh ujin e shiut, ujëmbledhës. *Pellg shimbledhës.*
SHIMPANZE,~JA . *sh.* ~, ~TË *zool.* Majmun i madh që rron në pyjet e Afrikës tropikale, që i ngjan me shumë njeriut dhe është me i zhvilluar e me i zgjuar se majmunët e tjerë.
SHIMSHIR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bush. *Luge shimshiri.*
SHINAKOT,~E *mb.* Tekanjoz. SHINAKOTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tekë, trill.
SHINANDËRRIIES,~I *m. sh.* ~, ~IT *hek.* Pu-nëtor që merret me ndërrimin e shinave të dëmtuara të hekurudhës. *Kurs për shinandërrues.*
SHINASHTRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *hek.* Punëtor që shtron shinat në një hekurudhë ose në një rrugë dekovili në miniera. *Mësojnë për shinashtrues.*
SHlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Secili nga të dy binarët e gjatë e paralelë prej çeliku, mbi të cilët lë-vizin rrotat e trenit, të tramvajit ose të disa makine-rive të lëvizshme (si vinçat etj.); binar. *Shine teke. Shina hekurudhë (dekovili). Kryqëzim shinash. Shtroj (ndërroj, zëvendësoj, mbërthej) shinat.*
2. Rreth hekuri që mbërthehet nga jashtë në rrotën e drunjtë të karrocës a të qerres për ta mbrojtur atë. *Shina e rrotës.*
SHINIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë druri e rrum-bullakët, që shërben si masë drithi dhe që ka madhësi të ndryshme sipas krahinave (nxë nga 25 deri në 110 okë); sasia e drithit që nxë një enë e tillë. *Një shinik miser. Dy shinikë grurë. Shiu në korrik, misri me shinik. fj. u.*
SHINON *jokal.,* ~OI, ~CAR. Bie shi. *Shinoi tërë natën.*
SHIOSË,~A . *krahin.* Tokë a baltë e kuqe, ku-qëlinë.
SHIRA,~T (të) . *vet. sh.* 1. Puna që bëhet për të shirë dnthërat; koha kur bëhet kjo punë, koha e lë-mit. *mbaruan të shirat. Pas të shirave.*
2. Drithi që është shirë në lëmë. *Mblodhi të shirat. Pastroi lëmin nga të shirat.*
SHlRË (i,e) *mb.* Që është shirë. *Lëmë i shirë. Mbe-turina drithërash të shira.*
• E gjeti lëmë të shirë e gjeti gati diçka, nuk u mundua fare.
SHIRË,~A . Rrëshirë.

SHIRËS,~E *mb.* Që shin drithë, që shërben për të shirë drithë. *Makinë shirëse.*
SHIRËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Makinë shirëse. *Shirëse drithi. Shirëset dhe korrëset.*
SHIRINGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjek.* Vegël e posaçme, që përbëhet nga një gyp prej xhami me një piston brenda dhe që përdoret për të shtënë në trap bar të lëngshëm, për të marrë gjak etj. nëpërmjet një gjilpëre. *Shiringë e madhe (e vogël). Ziej shirin-*
*gat.*
SHIRIT,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Rrip i hollë e i ngushtë prej pëlhure, prej letre, prej metali etj., që përdoret për punë të ndryshme, për zbukurime, në teknikë etj.; gajtan. *Shirit i hollë. Shirit igjatë (i ngushtë, i gjerë). Shirit i bardhë (i verdhë). Shirit i zi* rrip prej pëlhure të zezë që vihet në krah ose në jakën e xhaketës në shenjë zie. *Shirit i kuq* rrip prej pëlhure të kuqe që vë në krah dikush kur është ngarkuar me një shërbim të caktuar. *Shirit i çeliktë. Shirit magnetik. spec,* rrip i hollë e i ngushtë prej një lënde të posaçme, i mbuluar nga njëra anë me një shtresë me veti elek-tromagnetike, që shërben për lë regjistruar zërin ose figurat. *Shirit magnetofoni. spec. Shirit letre (mëndaf-shi, kadifeje). Shiriti i telegramit* rrip letre i mbledhur trumbullak, mbi të cilin aparati marrës shtyp tekstin e një telegrami. *Shirit makinë* rrip i ngushtë prej pëlhure të ngjyrosur, që përdoret në makinat e shkrimit. *Shirit mitralozi. usht.* rrip metalik me fole për fishe-kët e mitralozit. *Shirit me fishekë. Shirit filmi* rrip i hollë prej lënde të posaçme, i mbuluar me një shtresë të ndjeshme ndaj dritës, që përdoret për të fotogra-fuar. *Shirit shërbimi. usht.* rrip i gjerë prej pëlhure të kuqe me mbishkrimin përkatës, që vë në krah ush-taraku gjatë shërbimit. *Shiriti i mbërritjes. sport.* rrip pëlhure që vendoset në vendin e mbërritjes së atletëve në një garë vrapimi (ai që prek shiritin i pari me gjoks,fiton garën). *Shiriti i librit* rrip i ngushtë prej mëndafshi, që shërben për të shënuar në ç'faqe është ndërprerë leximi në një libër. *Fustan me shirita. Presshiritin (e inaugurimit të një vepre ndërtimi, të një ekspozite etj'.J. Lidh flokët me shirit.*
12. *vjet.* Rrip i hollë në ngjyrë ari, të kuqe etj. që vihej në suporet ose në mëngët e uniformës ushtarake për të shënuar gradën e një oficeri a nënoficeri; grade. *Shirita oficeri (nënoficeri). Me dy (me tre) shirita. I shtuan edhe një shirit. I vunë shiritat* e bënë oficer. *hoqën shiritat* i hoqën gradat.
3. *zool.* Krimb i gjatë me trup të përbërë prej një numri të madh unazash të shtypura, që jeton si pa-razit në zorrët e njeriut dhe të disa kafshëvegjitare; lëvrizë. *Shiriti i njeriut (i kaut, i derrit, i qengjave, i qenit). Koka e shirit it. I daltë shiriti! mallk.*
4. *fig.* Diçka që shtrihet si një brez i ngushtë e i gjatë. *Shiriti i lumit. Shiriti i rrugës (i hekurudhës).*
*5. përd. mb.* Që ka trajtën e një rripi të ngushtë (për disa vegla e përdorëse prej metal i a prej një lënde tjetër). *Sharrë shirit. Meter shirit.*
• U be (fare) shirit *dik ush* u dobësua shumë, u tret, u be kockë e lëkurë. Iu derdh si shirit iu turr me vrull e me shkathtësi, iu derdh si gjarpër (për ta goditur, për ta qortuar, për ta share). Iu be bnka shirit *dikujt* a) nuk hëngri bukë me qejf, hëngri me zor e pak e nga pak, mezi e gëlltiste bukën e gjellën, pasi nuk i pëlqente a nuk kishte oreks (nga një shqe-tësiin, hidhërim etj.); b) e zgjati shumë të ngrënët, hëngri tepër ngadalë, mezi mbaroi së ngrëni. la be puna shirit *dikujt* mezi e mbaroi një punë, ngaqë nuk i pëlqente a ngaqë ishte i pazoti e i rigathët. Ka shiritin (tenjën, sprijën) në bark *dikush* ha dhe s'ka të ngopur, ha shumë e vazhdimisht.
SHIRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHIJ, SHIHET. *Shirja e grurit (e elbit, e tërshërës^ e thekrës, e urovit). Shirje me makinë (me kale).*
2J Të shirat. *Fushata e korrjeve dhe e shirjeve. Pas shirjeve.*
SHIRK,~U *m. sh.* SHIRQE, SHIRQET. Shakull, rrëshek, kaçup, kacek. *Shirk me gjizë (me djathë, me gjalpë, me mjaltë).*
• U be shirk u fry së ngrëni; u be kacek. E la shirk e vrau, e la të vdekur, e la shakull në vend. Si shirkt (si kofini, si koshi) pas të vjelash (pas të vjeli) *shih te* KOFTN,~I.
SHIROK,~U *m. meteor.* Erë detare e ngrohtë dhe e lagësht, që fryn nga jugu dhe sjell zakonisht mot me shira; erë shiu. *Fryn shiroku.*
SHIST,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeol.* Rreshpe. *Shist argjilpr (qymyror).*
SHISTOR,~E *mb. gjeol.* Rreshpor. *Ndërtim shistor. Formpcione shistore.*
SHISH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Hell i hollë zakonisht prej jnetali, që shërben për të shkuar në të copa mishi dhe për t'i pjekur mbi zjarr. *Shkoj në shish (mishin). Heq nga shishi.*
*2.* Armë e ftohtë në trajtë të një thike me majë e me dy tehe; një lloj heshte. *E theri me shish. I nguli shishin.*
SHISHANE,~IA . *sh,* ~E, ~ET *vjet.* Një lloj pushke e vjetër me strall, që mbushej nga gryka. *Luf-tonin me shishane,*
SHISHE,~JA . *sh,* ~E, ~ET. Enë prej qelqi,
zakonisht e gjatë dhe me gfykë të ngushtë, që shërben për të mbajtur lëngje. *Shishe e madhe (e vogël, e gjatë). Shishe litërshe. Shishe birre (pijesh, qumështi). Shishe boje. Gryka (tapa) e shishes. Pi me shishe.*
• E shtie (e fut) shejtanin (dreqin, djallin) në shishe *shak.* është shumë i zoti, i shkathët e dinak, bën edhe atë që duket e pamundur. Ilaç i vjetër në shishe të re *keq. shih tek* ILAÇ,~I.
SHISHMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. Njeri shumë i shëndoshë, njeri i trashë nga trupi. *Shishmanët nuk e durojnë vapën.*
2. *përd. mb.* Shumë i shëndoshë, i trashë nga trupi. *Burrë shishman.*
SHISHQEBAP,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjell.* Copa mishi të shkuara në një hell të vogël prej metali a prej druri dhe të pjekura mbi zjarr. *Shishqebap dashi (viçi, derri). Porositi një shishqebap.*
SHITBLERËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Tregtar që shiste e blinte.
SHITBLERJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Tregtia e shitjes dhe e blerjes së mallrave, që bëhet nga dikush, si edhe veprimet që kryhen për këtë. *Shitblerja e shtëpive. Shitblerja e arit (e fuqisë punëtore, e loj-tarëve)* (në vendet ku mund të shiten e të blihen ari, fuqia punëtore, lojtarët etj.). *Kontrata e shitblerjes. Kooperativat e shitblerjes* organizata ekonomike e shoqërore të krijuara pas Çlirimit, si hallka kryesore të tregtisë midis fshatit e qytetit, të cilat kishin për qëllim forcimin e lidhjeve ekonomike e të aleancës ndërmjet klasës punëtore dhe

fshatarësisë punonjëse nëpërmjet shkëmbimit të tepricave të prodhimeve bujqësore me prodhime industriale.
SHITEM *vetv. I.* Hyj në shërbim të dikujt për të holla ose për përfitime të tjera, duke tradhtuar at-dheun, popullin, shokët, idealin etj. *Ishte shitur tek të huajt. Ishte shitur kokë e këmbë.*
2. Shtirem, hiqem, tregohem para të tjerëve, e mbaj veten si... *Shitej si mik. Shitej si revolucionar. Shitet si trim. Mos na u shit neve! Rush shitet i madh, është i vogël. fj. u.*
3. *vet. veta III.* Blihet, tërhiqet nga blerësit, kërkohet në treg. *Pemët shiten shumë. Nuk shitet ky mall.*
4. *Pës. e* SHES. *U shiten të gjit ha biletat. Sa u shit? Nuk shitet kali me një të penguar. fj. u.*
SHlTË,~A . 1. *mit.* Ndëshkimi që i bënin zanat atij që u prishte padashur vallen ose tryezën, të shup-lakurit, të shituarit (sipas' besëtytnive). *Të rente (të shitoftë) shita! mallk,*
2. *veter.* Shkepëz. *Bar shite, bot.* Lloj bari që përdoret për mjekimin e shkepëzës.
3. *krahin.* Shpullë. shuplakë.
SHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punonjës i tregtisë që u shet mallra të ndryshme blerësve, ai që shet. *Shitës i shkathët (i dalluar). Shitës shëtitës. Shitës gazetash (biletash, akulloresh).*
SHITËS,~E *mb.* Që shet. *Ndërmarrje shitëse.*
SHITËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHITËS, ~I. *Shitëse buke (bulmeti, perimesh, ushqimesh). Punon si shitëse.*
SHITlM, ~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHITOJ, SHITOHEM. *Shitimet e syve.*SHITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHES, iSHITEM. *Shitje e lire. Shitja e mishit (e peshkut). Shitja e lëndëve të para. Shitja e fuqisë punëtore. Shitje me shumicë (mepakicë, me kredi). Pike shitjeje. Çmimet e shitjes së di ç-kaje. Vuri (hodhi, nxori) në shitje. Ndalohet shitja.*
SHITOHEM *vetv.* 1. Ngurosem nga këmbët e duart dhe humb gojën i magjepsur ose i ndëshkuar nga zanat a orët, shuplakem (sipas besëtytnive).
2. *Pës. e* SHITOJ.
SHITOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III mit.* Të ndëshkojnë orët a zanat, kur padashur u prish vallen ose tryezën, duke të marrë këmbët, duart, gojën ose duke të magjepsur, shuplak (sipas besëtytnive). *Të shitoftë zana! mallk.*
2. *krahin.* Qëlloj. *E shitoi më të parën.*
3. *krahin.* Plagos, qëlloj për vdekje (edhe *fig.). E shituan në luftë. Shitoi një dorr të egër. I shitoi zem-rën dikujt. E shitoi me sy. Të shitoftë rrufeja! mallk.*
SHITËAR (i, e) *mb.* 1. *mit.* Që i ishin marrë këmbët, duart, goja ose që ishte magjepsur nga orët e zanat (sipas besëtytnive). *Mbeti i shituar.*
*2. krahin.* I plagosur (edhe *fig.). Zemër e shituar.*
SHITUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *krahin.* 1. Ai që qëllon kundër dikujt, ai që plagos dike.
2. *si mb.* ~, ~E *fig.* Që të shpon, që të godit. *Me sy shitues.*
SHITUR (i,e) *mb.* 1. Që është shitur, që i është dhënë dikujt kundrejt një shume të hollash. *Sendet (mallrat) e shitura.*
*2. përb.* Që është vënë në shërbim të dikujt e punon për interesat e tij kundrejt një shpërblimi. *Klerikë të shitur. Kalemxhinj të shitur.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *Klikë të shiturish.*
SHKABË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Shpend
i madh grabitqar me ngjyrë të përhime në të kuqë-rremtë, me qafë të zhveshur, me sqep të kthyer e me kthetra të forta, që ushqehet me tepër me kafshë të ngordhura. *Pole shkabe. E hëngrën shkabat. 2.* Shqiponjë.
SHKADHEC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Dërrasë e gjerë, që përdoret kryesisht në ara të vogla e që tërhiqet me dorë si trine, për të shtypur e për të sheshuar plisat.
SHKADHESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i mbu-shur me dhe për të mbjellë diçka; brezare me dhe të hedhur.
SHKADHIT (SHKADHIS) *kal.,* ~A, ~UR *bujq.*
1. I heq pemës degët e thara a të tepërta që të shën-
doshet; krasit një dru a një pemë; pres degë të vogls
nga drurët. *Shkadhii pemët në pranverë. Shkadhii portokallin. Shkadhit dushk (për bagëtinë).*
2. Pastroj nga shkurret vendin nën kurorën e njt peme. *Shkadhit ullirin.*
SHKADHITJE,~A . *bujq.* Veprimi sipas kuptimeve të foljes SHKADHIT. *Shkadhitja e ullinjve.*
SHKAFANJlT (SHKAFANJIS) *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* 1. Shkatërroj, shkallmoj; prish, shprish. *Shka fanjit flokët.*
*2.* Shtyp, prish. *Shkafanjit domatet (fiqtë, rrushin).*
3. Pres a ndaj copa-copa, copëtoj; shqyej, gris. *E shkafanjiti qengjin. I shkafanjiti rrobat.*
SHKAFANJlTEM *vetv. krahin.* 1. Grisem e shqy-hem duke u zënë me dike.
2. *fig.* Lodhem pa masë, copëtohem në punë.
3. *Pës. e* SHKAFANJIT.
SHKAGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* Veprimi sipas kuptimit të foljes SHKAGOJ.
SHKAGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Nuk e marr diçka që ma japin, e kthej prapa; nuk e pranoj diçka. *shkagoi të gjitha.*
SHKAK, ~U *m. sh.* SHKAQE, SHKAQET. 1. Rre-
thanë, dukuri, ngjarje etj., qs *bin* të lindë si rrjedhim a si pasojë diçka tjetër; ajo që ben të lindë, të ndryshojë ose të zhduket diçka tjetër. *Shkaqet historike. Shkaku themelor (kryesorj. Shkaqe anësore. Shkaqe madhore. Shkak i mundshëm. Shkaku i luftës (i fitores, i humbjes). Shkaku i vdekjes (i sëmundjes). Ndajfolje shkaku. gjuh. Rrethanori i shkakut. gjuh. Kërkoj (gjej, zbuloj) shkaqet. U be shkak që...*
*2.* Arsyeja pse ndodh një gjë, pse bëhet një punë etj., shtysa për një veprim; arsyeja që kemi a që nxje-rrim për një punë, për një veprim etj. për *shkaqe shëndetësore. për shkaqe të tjera (të forta). Shkaku i heshtjes. Shkaku i gëzimit (i shqetësimit). Shkaku i ndarjes (i largimit). Me shkak e pa shkak. për këtë shkak... Nxjerr shkaqe të kota. Paraqit diçka si shkak. Ku e ka shkakun ? Dha shkak që... I dha shkak dikujt.*
3. *filoz.* Rrethanë, dukuri a faktor që vepron mbi një tjetër dhe e ndryshon atë a sjell një gjë a dukuri të re. *Shkaku i pare. Shkaku dhe pasoja. Njoh (zbuloj) shkakun.*
•*k* Nga shkaku... *(me një emër ose me një përemër pronor a dëftor në r. gjinore) për* arsye..., si pasojë..., për faj... për *shkak... (me një emër ose me një përemër pronor të vetës së tretë në r. gjinore)* nga..., për arsye..., si pasojë..., për faj... Nga shkaku që... (se...) ngaqë, sepse, duke qenë se. për shkak se... sepse, ngaqë, duke qenë se...
SHKAKËSl,~A . *filoz.* Lidhje objektive, e do-mosdoshme ndërmjet shkakut e pasojës; tërësia e lidhjeve shkakësore.

*Kategoria fitozofike e shkakësisë. Parimi (ligji) i shkakësisë.*
SHKAKËSOR,~E *mb. filoz.* Që shpreh lidhjen objektive, të domosdoshme ndërmjet shkakut dhe pasojës. *Lidhje (varësi) shkakësore. Kushtëzim shka-kësor.*
SHKAKOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që lidh një,fjali të varur, e cila tregon shkak, me një fjali drejtuese (pëi lidhëzat se, sepse., meqë, ngaqë, meqenëse, duke qenë se, për arsye se etj.). *Lidhëz shkakore.*
*2.* Që lidhet me lidhëza të tilla dhe tregon shkakun e një veprimi a të një gjendjeje (për fjalitë). *Fjali shkakore* (p.sh.: "Armiku nuk i zbulonte dot komu-nistët, sepse ata i donte dhe i ruante populli").
SHKAKTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën të ndodhë diçka, ai që bëhet shkaku i diçkaje. *Shkak-tari i humbjes (i grindjeve). Shkaktari i zjarrit. Shkak-tari i sëmundjes. Gjej shkaktarin.*
SHKAKTIM.~I *m* Veprimi sipas kuptimeve tffoljeve SHKAKTOJ, SHKAKTOHET. *Shkaktimi i një dëmi. Shkaktimi i ngatërresave.*
SHKAKTOHET. *Pës. e* SHKAKTOJ. *Është shkak-tuar nga pakujdesia. Nga se shkak tohet kjo sëmundje?*
SHKAKTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëhem shkak qëjtë ndodhë, të shfaqet a të lindë diçka, jap shkak për diçka; krijoj, ngjall, sjell. *Shkakton rrëmujë (snamatë, grindje). Shkakton turbullira (kokëçarje, telqshe, pakënaqësi). Shkaktoi habi. Shkakton rënien e prodhimit. I shkaktuam armikut humbje të rënda. Shkakton përmbytje.*
SHKAKTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Shkaktar. *Shkak-tuesit e trazirave (e dëmit). Shkaktuesi i tuberkulozit (i sëmundjes).*
$HKAL,~I *m.* Shi i madh, rrebesh.
SHKALAFENDEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised. shih* SHKALAFITEM *2. U shkalafend prej rrugës.*
SHKALAFlT (SHKALAFIS) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Shqyej, zhvat, copëtoj; gris; prish, shkel me këmbë, shpërndaj andej-këtej (edhe *fig.). Shkalafit n]ë\ mish të pekur. E shkalafiti era çatinë. Lopët e shkalafitën kashtën (misrin). E shkalafiti me shkelma.*
2. E lodh shumë dike, e rraskapit, e shkreh. *Vapa të shkalafit.*
STHKALAFlTEM *vetv. bised.* 1. Shqyhem, zhvatem, copëtohem, grisem. *U shkalafit nëpër driza.*
*2.* Lodhem e këputem sa mezi qëndroj në këmbë, shktehem. *U shkalafit nga vapa. U shkalafit në punë.*
*1. Pës.e* SHKALAFIT.
SHKALAFITUR (i,e) *mb. bised.* 1. I shqyer, i zhva-tur, i copëtuar, i grisur, i prishur, i shkelur. *Çadër e shkalafitur. Me këmishë të shkalafitur. Si gjela të shkalafitur.*
*2.* I lodhur e i këputur, i rraskapitur, i shkrehur. *Të lodhur e të shkalafitur. Ecnin të shkalafitur.*
SHKALARIS *kal,* ~A, ~>UR. Shkel e shtyp grurin e regjur për të nxjerrë niseshtenë.
SHKALAVESH *kal,* ~A, ~UR *krahin.* 1. Shfor-moj, shëmtoj, përçudnoj, prish. *Shkalaveshi fytyrën.*
2. Shkalafit. *Shkalavesh një pemë* (duke i rrjepur lëkurën, duke i këputur degët e gjethet). *Lopët e shka-laveshën krejt kashtën (misrin në are).*
3I E rrah fort dike, e shqep në dru; e marr nëpër këmbë a e trajtoj keq. *E shkalaveshën me shkelma.*
SHKALAVESHEM *vetv. krahin.* 1. Shformohem, shëmtohem, përçudnohem, prishem. *U shkalavesh në fytyrë.*
2.' Shkalafitem.
3. *Pës. e* SHKALAVESH.
SHKALAVESHUR (i,e) *mb. krahin.* I. I shformuar, j shemtuar, i përçudnuar, i prishur. *Me fytyrë të shka-laveshur.*
2: I shkalafitur. *Drurë të shkalaveshur.*
,SHKALBËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bujq.* Ve-primi sipas kuptimeve të foljeve SHKALBËZOJ, SHKALBËZOHET. *Shkalbëzimi i drurëve (i trungje-ve).~*
SHKALBËZOHET. *Pës. e* SHKALBËZOJ. *U shkalbëzuan pesëdhjetë hektarë pyll.*
SHKALBËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *bujq.* Pastroj një bimë a një dru nga pjesët e kalbura; pastroj drurët e tillë në një pyll a në një pemishte. *Shkalbëzoj ullinjtë. Shkalbëzoj ngastrën e mollëve (e pjeshkëve).*
SHKALC,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1, Tezgë prej dërrasash, tezgë me një trine thuprash që për-doret për të mbajtur dhe a pleh. *Mbart gurë (gëlqere, rërë, pleh) me shkalc.*
2. Trine thuprash e lugët, ku rrahin misrin për ta shkoqur. *Rrah miser në shkalc.*
3. Vig. *U shtri në shkalc. I mbartën të plagosurit me shkalc.*
4. Govatë ku shtypin rrushin a ullinjtë. *Shkel ullinj Çrrush) në shkalc.*
•*k* E bënë për shkalc *dike* e rrahën aq fort, sa nuk mund të qëndronte dot me këmbë a të ecte vetë. U be për shkalc u lodh aq shumë, sa nuk qëndron dot me këmbë, u rraskapit.
SHKALEM *vetv.* 1. Mbetem si i shituar, si i shkelur nga hijet, shuplakem (sipas besëtytnive). *Kujtonin se ishte shkalur.*
*2. fig.* Prishem nga mendtë, lajthit, shkalloj. *Ç'pati, u shkal?*
3. *Pës. e* SHKAL.
SHKALË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pengesë në një punë; shkak.u a arsyeja që pengon një punë. *Ka një shkalë që nuk vjen. E gjeti edhe ai një shkalë.*
SHKALIT (SHKALIS) 1 *kal,* ~A, ~UR. Shkreh, dobësoj, ligështoj, flashk. *E shkaliti sëmundja. E shkalitën ethet.*
SHKALIT (SHKALIS) 11 *jokal,* ~A, ~UR *vjet.* 1. Zbres nga kali; zbres në një shtëpi a në një han për të bujtur; sos diku, arrij. *Shkaliti në han.*
2. *kal.* Shkarkoj, nxjerr, zbarkoj. *Vapori i shkaliti në breg.*
SHKALIT (SHKALIS) in *kal,* ~A, ~UR *tek.* I heq kalitjen diçkaje prej çeliku.
SHKALITEM *vetv.* Shkrehem, dobësohem, ligësh-tohem, flashkem.
SHKALITET *tek. Pës. e* SHKALIT 111.
SHKALITJE,~A . *tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKALIT m, SHKALITET.
SHKALITUR (i,e) 1 *mb.* I shkrehur, i dobësuar, i ligështuar, i flashkur. *Ishte krejt i shkalitur.*
SHKALITUR (i,e) n *mb. tek.* Që i është hequr kalit ja.
SHKALUR (i,e) *mb.* 1. I shituar, i shuplakur (sipas besëtytnive).
2. *fig.* I prishur nga mendtë, i shkalluar.
3. *shih* SHKELUR (i,e) 3.
SHKALLAQ,~E *mb. mospërf. 1.* I shkalluar; bu-dalla.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Shkallaqit i lëshojnë rrugë.*

SHKALLARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Secila këmbëz e shkallëve të një ndërtese, çdo këmbë e shka-llës. *Shkallare e gurtë. Shkallarja e parë Çe kreut, e fundit). Ngjit (zbres) shkallaret. Kapërcej shkallaret dy e nga dy. Ulem në një shkallare.*2. Shkallë të një stadiumi, të një amflteatri etj.; një radhë shkallësh një pas një. *Shkallaret e stadiumit (e amfiteatrit). U mbushën shkallaret.*
3. E dale a e futur në sipërfaqen e pjerrët ose pin-gule të diçkaje, shkallë, kllapë. *ka bërë ca shkallare drurit.*
SHKALLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Laku i litarit, që varet në anë të samarit dhe që shërben për të vënë këmbën në të, kur hipim në kafshë. *Vë këmbën në shkallë.*
SHKALL,Ë,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Mjet prej druri a prej metali, që përdoret për t'u ngjitur diku dhe që përbëhet nga dy binarë të gjatë paralelë, tek të cilët janë mbërthyer ose janë futur shulas e në lar-gësi të barabartë disa copa drurësh a hekurash. *Shkallë e vogël (e shkurtër, e madhe, e gjatë). Shkallë dyshe. Shkallë e drunjtë (e hekurt). Shkallë të lëvizshme. Shkallë suedeze. sport,* shpinore, shpatullore. *Shkallë druri (hekuri). Shkallë lit art. Shkallët e zjarrfikësve. Një pale shkallë. Mbështet shkallën pas murit. Ngjitem me shkallë. Hipi në shkallë. Ra (u rrëzua) nga shkallët.*
2. *kryes. sh.* Varg shkallaresh të palëvizshme prej guri, prej betoni, a prej dërrasash, që ndodhen jashtë një ndërtese a brenda saj e që shërbejnë për t'u ngjitur e për të zbritur; hapësira që zë kjo pjesë në ndër-tesë, bashkë me parmakët e me muret mbajtëse. *Shkallë të gjera (të ngushta, të larta). Shkallë guri (mermeri, betoni, dërrasash). Parmaku (basamaku, muri) i shkallëve. Në krye (në fund) të shkallëve. Lyej (fshij) shkallët. Ngjit (zbres) shkallët.*
3. Hyrje e përbashkët, që nga kati me i ulët deri në më të lartin, për një varg apartamentesh në një ndërtese shumëkatëshe; *përmb. bised.* të gjitha apar-tamentet që ndodhen në këtë hyrje dhe njerëzit që banojnë në to. *Shkalla e parë (e dytë...). Ndërtese me tri shkallë. Mbledhja e shkallës. Përgjegjësi i shka-Hës.* D *Në cilën shkallë barton ? Shkalla* 5, *apartamenti 12* D.
4. Shkallare. *Shkallët e stadiumit (e amfiteatrit). Shkallët e tribunes. Shkalla e skelës. vjet.* vend i shtruar në port, ku afrohen anijet. *zbres (i ngjit) shkallët dy e nga dy.*
5. *gjeogr.* Udhë e përpjetë dhe e ngushtë në një grykë mail, që është si me shkallare; vend me shkëm-binj e me gurë të mëdhenj në një faqe mali. *Shkalla e malit. Shkalla e Tujanit (e Priskës, e Mirakës, e Valshit). top. Kaluan nëpër shkallë.*
*6. fig.* Masë, madhësi; shtrirja e diçkaje, përpje-sëtim; nivel. We *shkallë të gjerë. Në shkallë të ndrysh-me. Në shkallën e duhur. Në shkallë kombëtare (ndër-kombëtare, botërore). Në shkallë republike (rrethi). Në një shkallë më të madhe (me të lartë). Deri në një fare shkallë. Shkalla e përgatitjes (e pjekurisë, e njo-hurivc, e gatishmërisë, e zhvillimit, e ndikimit). Shkalla e ndërgjegjes. Shkalla e rrezikshmërisë (e fajësisë, e përgjegjësisë). Shkalla e elektrifikimit. Shkalla e qëndrueshmërisë. Shkalla e ndriçimit. spec. Shkalla e fortësisë. spec. Shkalla e lagështisë. spec. E ngre diçka në një shkallë të re.*
7. *fig.* G jendje, pike, cak. *E solli punën në atë shkallë, sa... Në ç'shkallë ka arritur puna? Si u katandis në këtë shkallë?*
8. *fig.* Klasë (për dekorata e urdhra); cilësi, kategori, grup, rend. *Çmimi i Republikës i Shkallës së parë (së Dytë, së Tretë). Gjykatë e shkallës së parë (së dytë). Gatishmëri (ushtarake) e shkallës së parë (së dytë). Djegie (në trupin e njeriut) e shkallës së parë (së dytë, së tretë). Veprime aritmetike të shkallës së parë (së dytë... ). Fjali të varura të shkallës së parë (sëdytë).*
*9. fig. vjet.* Vendi i dikujt në shoqëri, gjendja sho-qërore e tij, shtresë; dorë. *Shkallë shoqërore. Nga shkalla e lartë (e ulët). Nuk ishin të një shkallë. Ishte i shkallës sonë. E ulën shkallën e lartë. më parë i vësh-tronin shkallën njeriut.*
10. *fig.* Pjesë e një vargu gjërash a dukurish që përbëjnë një të tërë ose që ndjekin njëra-tjetrën, shkallëzim; brez. *Shkallë ngjyrash. Shkallë njerëzish* brez njerëzish të një moshe.
11. Çallatë në një send të ngurtë; e prerë në flokët etj. *lu be një shkallë sëpatës. U bëjnë deleve nga një shkallë në vesh. la preu (ia qethi) flokët me shkallë.*
12. *spec.* Vijë e ndarë në pjesë të vogla e të bara-barta, që shënojnë të zvogëluar disa here e në për-pjesëtime të caktuara gjatësinë e vërtetë të asaj që hidhet në një hartë, në një vizatim, në një skicë, në një rrafsh etj.; raporti ndërmjet gjatësisë së vërtetë dhe zvogëlimit të saj në hartë, në vizatim etj. *Shkallë grafike. Shkallë e vogël (e mesme, e madhe). Shkallë numerike. Shkallë hartografike. Shkalla 1:50000. Zvogëloj (zmadhoj) shkallën.*
13. *spec.* Tërësia e vijave ndarëse dhe e shifrave përkatëse të shënuara në fushën e një vegle a të një aparati mates, shkallëzim. *Shkalla e termometrit. Shkallë milimetrike. Shkalla e një aparati. Shkallët e vizores llogaritëse.*
14. *muz.* Varg tingujsh muzikorë në rend ngjitës ose zbritës, që përfshin zakonisht një oktavë. *Shkallë muzikorë (melodike, harmonike).*
15. Laku i samarit, shkallare. *Vuri këmbën në shkallë.*
16. Furkaçe, ngarkaçe. *Vëri shkallën!*
17. Grade. *Të nxehtët arriti tridhjetë e shtatë shkallë. Ishin në 46 shkallë gjerësi gjeografike.*
18. *gjuh.* Kategori gramatikore e mbiemrave ci-lësorë dhe e disa ndajfoljeve, që tregon masën e shfaq-jes së cilësisc a të tiparit të shënuar prej tyre (në më-nyrë të krahasuar ose jo të krahasuar). *Shkalla po-hore (krahasore, sipërore). Shkallët e krahasimit.*
19. *mat.* Treguesi me i madh i fuqisë të së panjo-hurës në një ekuacion ose i ndryshores në një po-linom, grade. *Shkalla e një ekuacioni (e një polinomi). Ekuacion i shkallës së parë (së dytë).*
Sbkallë e thyer *mospërf. shih te* THYER (i,e). Aq i arrijnë shkallët *dikujt* aq i ka mundësitë ose aftësitë, nuk bën dot me shumë se aq, s'është i zoti për me tepër. Ra nga shkallët *dikush* a) humbi pozitën e lartë shtetërore a shoqërore që kishte; b) pësoi një dëm a një fatkeqësi të rëndë, e gjeti një e keqe e madhe. E hodhi nga shkallët *dike përçm.* e dëboi me force, e nxori jashtë me shkelma. I hoqi shkallët *dikujt shih te* HEQ. Ngjitet edhe pa shka-IK *d i k u s h* është shumë i shkathët, i zgjuar e dinak; i kapërcen vështirësitë me zgjuarsi e drcdhi, duke përdorur edhe mënyra e mjete jo të rregullta. I ngjit shkallët një nga një *dikush shih te* NGJIT. Mos i shiko shkallët, por shikoji oborrin! *(dikujt) fj.u.* mos e vlerëso dike nga ajo që ka trashëguar prej të tjerëve, por çmoje nga puna që bën ai vctë e nga aftësitë që ka. Burri në shkallë, po

shkalla në mur *fj. u.* njeriu duhet të punojë e të luftojë me guxim.SHKALLË-SHKALLË

por me mend në kokë; të ecim përpara duke e men-duar e peshuar mirë atë që bëjmë. Kur s'ke shkallën, merr litarin (është i mirë edhe litari) *fj. u. për* të kryer një punë, kur nuk i ke mjetet më të mira, mund të përdorësh edhe mjete të tjera jo aq të volitshme, mjafton që puna të bëhet; kur s'ke pulën, ha edhe sorrën. Në çati ngjiten me shkallë *fj. u.* çdo punë kërkon mjetet e nevojshme. Shkalla e lartë do (kër-k<ta) këmbë të forta *fj. u.* duhet t'i matim mirë fuqitë e të përgatitemi me kujdes kur ia hyjmë një pune të rëndesishme.

SHKALLË-SHKALLË *ndajf.* 1. Në trajtën e një shkalle, me shkallare (edhe *fig.). Brezaret ngjiten shkallë-shkallë. Mali zbret shkallë-shkallë. Jane vendosur shkallë-shkallë. E ka qethur shkallë-shkallë* e ka qe-thur ku shumë e ku pak (me gërshërë). *Ka qenë shkallë-shkallë kjo dynja* ka qenë e ndarë në të varfër e në të pasur, në njerëz të shkallëve të larta e në njerëz të shkallës së Ulët.

2. Pak nga pak, dalëngadalë, pjesë-pjesë a hap pas hapi, pa ndryshime të vrullshme e të menjëher-shme. *Zhvillohet (grumbullohet, zgjerohet) shkallë-shkallë. Përparon shkallë-shkallë. Zgjidh (kapërcej) vështirësitë shkallë-shkallë. Ia arrili qëllimit shkallë-shkallë. Hipi shkallë-shkallë.*

3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të ndajfoljes. *Një vazë me flokët shkallë-shkallë. Shkëmbinjtë shkallë-shkallë. Brezaret shkallë-shkallë të Bregdetit.*

SHKALLËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. *I.* Shkallare. *Shkallëza e parë (e fundit).* 2. *zvog.* e SHKALLË,~A. *Shkallëz prej hekuri.*

SHKALLËZIM,~I *m: sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKALLËZOJ, SHKA-LLËZOHET. *Shkallëzim i vazhdueshëm. Shkallëzimi i detyrave. Shkallëzimi i një vegle matëse (i një aparati mates). Shkallëzimi i bombardimeve.*

2. *spec.* Ndarje me vija në fushën e një vegle a të një aparati mates, shkallë. *Shkallëzim i dyfishtë. Shkallëzimi i vizores.*

3. Nënndarje, ngjyrim. *Shkallëzimet e një ngjyre. Shkallëzimet midis dy madhësive.*

*4. let.* Figure stilistike, e cila krijohet duke e pa-raqitur mendimin me fjalë që vijnë njëra pas tjetrës më të fuqishme ose më të dobëta. *Shkallëzim ngjitës (zbritës).*

SHKALLËZOHET. *Pës. e* SHKALLËZOJ.

SHKALLËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I jap trajtën e një shkalle, e bëj shkallë-shkallë, e bëj me shkallare. *Shkallëzoj llamarinën.*

2. Ndaj me viza të vogla në largësi të barabartë një vegel matëse, pajis me shkallë. *Shkallëzoj termo-metrln (një pro vëz).*

3. Vij duke e rritur a duke e;.htuar diçka, ngre shkallë-shkallë. *Shkallëzoj punën me pionierët. Shkallëzoj konfliktin (në një vepër letrare). Imperialistët shkallëzojnë luftën (ndërhyrjen).*

4. I ndaj në shkallë a i rendit shkallë-shkallë sipas një kriteri të caktuar. *Shkallëzoj pummel (kërkesat, defy rat, të dhënat).*

SHKALLËZOR,~E *mb. libr.* Që zhvillohet shkallë-shkallë, që bëhet pak nga pak, që ndodh ngadalë, që nuk kryhet menjëherë. *Ndryshim (kalim) shkallë zor. Shndërrime shkallëzore. Shthurje shkallëzore.*
*Ecuri shkallëzore. Ngushtimi shkallëzor i dallimeve ndërmjet qytetit dhe fshatit.*

SHKALLËZUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka trajtën e një shkalle, që është bërë shkallë-shkallë a me shkallare. *Kodër e shkallëzuar. Rrugë e shkallëzuar. Llamarinë e shkallëzuar. Paralele të shkallëzuara. sport. Formation luftimi* i *shkallëzuar.*

2. Që është ndarë me viza të vogla në largësi të barabarta, që është pajisur me shkallë. *Vizore e shkallëzuar. Provëz (enë) e shkallëzuar.*

3. Që vjen duke u rritur, duke u shtuar a duke u ngntur shkallë-shkallë, që bëhet shkallë-shkallë. *Ftoh-
je e shkallëzuar. Pjekja e shkallëzuar e frutave. Punë edukuese e shkallëzuar. Detyra të shkallëzuara. De-
përtim i shkallëzuar.*

SHKALLtNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkallare. *Shkallina të gjera. Shkallina e parë (e fundit). Shka-llina të gurta. Shkallina mermen. Shkallinat e stadiumit. Një shkaUinë me lart (me poshtë).*

SHKALLMlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKALLMOJ, SHKALL-MOHEM. *Shkallmimi i shkëmbit. Shkallmimi i sis-temit kolonial. Shkallmimi i botës së vjetër. Shkallmimi i zakoneve prapanike.*

SHKALLMOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Shkatë-rrohet, prishet krejt, shembet nga themeli; shkulet nga vendi, thyhet, zbërthehet, bëhet copë-copë. *U shkallmua muri (dera). U shkallmua anija (barka). Jane shkallmuar shkëmbinjtë (shkrepat).*

*2. fig.* Lodhem e këputem nga puna e rëndë, rras-kapitem, dërrmohem. *U shkallmua fare. Iu shkall-muan krahët. Iu shkallmuan trutë.*

3. *Pës. e* SHKALLMOJ.

SHKALLMOJ *kal,* ~OVA, ~OAR. 1. edhe *fig.* Shkatërroj, prish krejt, shemb nga themeli; shkul nga vendi; shpërthej, thyej, zbërthej, bëj copë-copë. *Shkatlmoj shkëmbinjtë. E shkallmoi shtëpinë. Shkallmoj një arkë. Shkallmoi pyjet. Shkallmuan prangat (zin-xhirët) e rol)ërisë. Botën mizore ne do ta shkallmoj me... Shkallmuam mbeturinat e së kaluarës (zakonet prapanike). Ia shkallmoi shëndetin rakia (pija). E shkallmoi kolla. E shkallmuan ethet.*

2. *fig.* Lodh e këput, rraskapit, dërrmoj. *E shkallmoi puna e rëndë.*

SHKALLMCAR (I,e) *mb.* 1. edhe *fig. 1* shkatërruar, i prishur krejt, i shembur nga themeli; që është shku-lur nga vendi; i thyer, i zbërthyer, që është bërë copë-copë. *Derë e shkallmuar. Shtrat i shkallmuar.*

2. *fig.* I lodhur e i këputur nga puna e rëndë, i rras-kapitur.

SHKALLMUES,~E *mb.* 1. edhe *fig.* Shkatërrues, që prish krejt, që shemb nga themeli; që shkul nga vendi e bën copë-copë, që shkallmon.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit). *Shkallmuesit e botës së vjetër.*

SHKALLOJ i *jokal,* ~OVA, ~CAR. 1. Luaj mendsh, prishem mendsh, çmendem, marrosem. *Pas-ka shkatluar fare. Shkalloi nga gëzimi. Shkallove nga mendtë? Është në vete apo shkalloi?*

2. *kal.* E emend, e bëj të luajë mendsh me vepri-met a me sjelljet e mia. *Pusho, se na shkallove! Shkalloi dynjanë!.*SHKALLOJ ii *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Gdhend

një dru duke i bërë një si shkallë, e pres një dru me sëpatë deri në zemër, i bëj një çallatë. *Shkalloj një Us (një pishë, një tra).*
*2.* U bëj dhenve a dhive një shenjë si shkallë në vesh. *shkalloi në veshin e djathtë.*
SHKALLOR,~E *mb. spec.* 1. Që bëhet me shkallë (me grade). *Matje shkallore* matje me grade.
2. Që paraqitet i zvogëluar ose i zmadhuar sipas shkallës përkatëse në një hartë a në një vizatim. *Shenja shkallore.*
SHKALLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shkallare. *Shkallore e mermertë. Katër shkallore me lart.*
SHKALLUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka luajtur mendsh, i çmendur, i marrë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Flet si i shkalluar. U lëshua si i shkalluar. Të shkalluarit hapi rrugën!*
SHKAPET (SHKAPES) *kal,* ~A, ~UR. Përplas. *Shkapet derën (këmbët). E shkapeti për tokë (pas murit).*
• Shkapet mendtë jap e marr me veten, vras men-djen.
SHKAPETEM vefv., *pës.* Përplasem.
SHKAPËRCEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. Kapërcej, kaloj. *Shkapërcej hendekun. Shkapërcyem dy-tre male. Shkapërceva një rresht (në të lexuar a në të shkruar).*
SHKAPËRClM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Kapër-cim, kalim.
2. *fig. vjet.* Faj i vogël, shkelje e lehtë e ligjit a e një zakoni.
SHKAPËRDAHEM *vetv.* 1. *vet. sh.* Shpërndahemi andej-këtej. *Dhentë u shkapërdanë. Iu shkapërdanë mendimet.*
2. *Pës. e* SHKAPËRDAJ.
SHKAPËRDAJ *kal,* ~VA, ~RË. Shpërndaj andej-këtej. *Shkapërdaj kashtën.*
SHKAPËRDAR,~E *mb.* 1. Që i prish të hollat kot andej-këtej, që është tepër dorëlëshuar; që e bën gjënë e mallin rrush e kumbulla. *Djalë shkapërdar. Grua shkapërdare.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Shkapërdar i madh.*
SHKAPËRDEROH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Derdh
diçka duke e përhapur andej-këtej, shpërndaj, përhap pa rregull. *E shkapërderdhi farën nëpër oborr.*
*2.* Prish të hollat andej-këtej në punë të kota; e bëj gjënë e mallin rrush e kumbulla. *shkapërderdhi paratë. E shkapërderdhi mallin (pasurinë).*
3. *fig.* Përndaj, nuk e mbaj të përqendruar diçka; *kund.* përqendroj, bashkoj. *shkapërderdhën for cat.*
SHKAPËRDERDHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Shpër-ndahet, përhapet, përndahet andej-këtej. *Shkapër-derdhet uji nëpër ara. Shkapërderdhet tymi në qiell.*
*2. vet. sh.* Shpërndahemi andej-këtej, nuk qën-drojmë të mbledhur a të bashkuar. *Ushtarët ishin shkapërderdhur nëpër pyll. V shkapërderdhën dhentë nëpër kodra. U shkapërderdhën retë.*
3. *vet. veta III.* Copëtohet, degëzohet tepër; nuk ndjek një vijë të vetme, nuk ka vijimësi e lidhje të
pandërprerë, përhapet, përndahet. *Shkapërderdhet konflikti (i një vepre letrare). Iu shkapërderdhën mendimet.* 4. *Pës. e* SHKAPËRDERDH.
SHKAPËRDERDHËS,~E *mb.* Shkapërdar.
SHKAPËRpERDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET.
Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHKAPËRDERDH, SHKAPËRDERDHEM. *Shkapërder-dhja e forcave.*
SHKAPËRDERDHUR (i,e) *mb. 1. I* shpërndarë, i përndarë a i përhapur andej-këtej; i shprishur. *Shkri-me të shkapërderdhura nëpër revista. Me flokë të shkapërderdhur.*
*2.* Që nuk ka vijimësi e lidhje të pandërprerë, që nuk zhvillohet sipas një vije tërësore logjike, i përhapur, i papërqendruar. *Ndërtim i shkapërderdhur fi një vepre letrare). Tregim i shkapërderdhur. Detyra të shkapërderdhura.*
SHKAPËRDHI,~A m. *sh.* ~, ~TË. Fëmijë i prapë që s'lë dy gurë bashkë, që kacavaret nëpër drurë e nëpër mure; fëmijë i shpërdhitë.
SHKAPËRTHEHET. *Pës. e* SHKAPËRTHEJ.
SHKAPËRTHEJ *kal,* ~EVA, ~YER. Zbërthej diçka që është e kapërthyer; shkatërroj, shpërthej. *Shkapërthe) një arkë. Shkapërthe] derën. Kapërthej e shkapërthej duart.*
SHKAPËRTHlM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKAPËRTHEJ, SHKAPËRTHEHET.
SHKAPULAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Shpa-tull; sup. *E rroku për shkapularësh. E hoqipër (prej) shkapularësh* e hoqi zvarrë.
SHKARANGJlTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Ngji-tem duke u kapur me duar e me këmbë, i qepem një shkëmbi, një të përpjete, një druri etj., kacavarem.
SHKARAS *ndajf.* Shkarazi.
SHK.4RAZI *ndajf.* 1. Duke e prekur rrëshqitas në sipërfaqe, duke e prekur pak në anë a në cep. *E mori (e kapi, e zuri) plumbi shkarazi.*
*2. fig.* Rrëshqitas, kalimthi, shpejt, pa i kushtuar vëmendjen e kujdesin e duhur; jo në mënyrë të the-lluar, pa depërtuar në brendinë a në thelbin e diçkaje; me pak fjalë. *E preku (e kaloi, e shikoi) çështjen shkarazi. Bëri disa vërëjtje shkarazi.*
3. Tërthorazi, jo drejtpërdrejt, anës e anës, kalimthi. *E kritikoi shkarazi. E tha (e zuri në gojë, e përmendi) shkarazi. E pyeti shkarazi. Hodhi një fjalë shkarazi. E vështroi (i hodhi një vështrim) shkarazi.*
SHKARBONIZlM,~I m. *tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKARBONIZOJ, SHKARBONI-ZOHET.
SHKARBONIZOHET *tek. Pës. e* SHKARBONIZOJ.
SHKARBONIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *tek.* Heq karbonin që përmbajnë disa metale. *Shkarboni-zoj gizin* i heq karbonin gizës për ta shndërruar në hekur ose në çelik.
SHKARDHË,~A . 1. Shkop i gjatë me një zin-xhir Që ia lidhin qenit në qafë, për të mos e lënë të kafshojë atë që e tërheq.
2. *krahin.* Trine për të zënë derën e gardhit.SHKARËZËHEM *vetv.* 1. Rrokullisem nëpër plu-hur e nëpër baltë; zhgërryhem. *Shkarëzehen derrat në llucë. Shkarëzehet gotnari (kali, mushka) në plu-hur. Arinjië shkarëzehen në diell.*
2. *Pët. e* SHKARËZEJ.
SHKARËZEJ *kal,* ~EVA, ~YER. 1. Zhgërryej, tërheq zvarrë nëpër pluhur a nëpër baltë; prish, bëj lesh e li. *Mose shkarëze duhanin në tokël E shkarë-zyen barin (kashtën).*
*2. fig.* Poshtëroj, rnarr nëpër këmbë; përbuz. *Nuk shkarëzen zakonet e mira. Mos ia shkarëze gjellët!*
SHKARËZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKARËZEJ, SHKA-RËZEHEM.
*2. fig.* Poshtërim; përbuzje.
SHKARËZIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i rrë-pirët ku rrëshqet dheu, shkazmë, rrëshqitë; vend i pjerrët e i lëmuar ku rrëshqasin fëmijët duke u lë-shuar nga lart; rrokullimë. *U ngjitën nëpër ca shka-rëzima.*

SHKARËZITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Rrëshqas në një shkarëzimë. *Shkarëziten fëmijët. Shkarëziten mbi dëborë.*
SHKARËZYER (l,e) *mb.* Që është marrë nëpër këmbë, i poshtëruar, i përbuzur (për njerëzit, zakonei
BHKARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes SHKAS. *Shkarja e tokës. gjeol. Shkarja e dheut. Shkarja e rrugës. Shkarja e plaçkave të barkut. Shkarje në objektivizëm (në pozita të ga-buara). Ujitje me shkarje.*
2. Vendi ku ka sbkarë dheu. *Shkarje e madhe. Kishte dy shkarje dheu.*
3. Gabim që bëhet padashur ose pa e kuptuar; shmangie nga rruga e drejtë. *Shkarje e palejueshme. Shkarje e rëndë. Shkarje politike.*
SHKARKESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *elektr.* Shkar-kim. *Shkarkesë elektrike. Zona e shkarkesave.*
SHKARKl,~A . *sh.* ~, ~TË. Arsyeja që sjell dikush për të shkarkuar veten, shfajësim. *Kërkon të gjejë shkarki.*
SHKARKlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKARKOJ, SKKARKO-HEM. *Shkarkimi i tullave (i betonit, i lëndës së drurit). Shkarkimi i baterive (i akumulatorit). Shkarkimi i ujërave të tepërta. Shkarkimi nga detyra. Tuneli (pusi) i shkarkimit. Gryka e shkarkimit.*
2. *elektr.* Kalimi i menjëhershëm i një ngarkese elektrike nga një trup në një tjetëf. *Shkarkim elek-trik: Shkarkime atmosferike* rrufe.
SHKARKOHEM *vetv.* 1. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Nxjerr inaiin te dikush, shfrej mbi dike, i zbrazem dikujt. *Iu shkarkua fëmijëve.*
2. Çliroj veten nga përgjegjësia për diçka, tregoj që nUk kam faj, shfajësohem. *Fajin e ka vetë, nuk ka si shkarkohet.*
3. *vet. veta III.* Nxjerr a lëshon atë që mban. *U shkarkua reja. U shkarkua bateria (akumulatori).*
*4. Pës. e* SHKARKOJ.
SHKARKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Heq ngar-
kesën a barren nga një mjet transport ose nga një kafshë; zbraz një makinë, një karrocë etj., ia heq ose ia pakësoj ngarkesën; *kund.* ngarkoj. *Shkarkoi drithin (tullat, gurët). Shkarkoi barren. Shkarkoj vaporin (kamionin, vagonin, karrocën, qerren). Shkarkoj kalin (gomarin, mushkën). Shkarkoje edhe ca!*
*2.* Lë një ngarkese në një vend të caktuar. *I shkarkoi mallrat në stacion (në port, në kantier). Ia shkarkoi drutë në oborr (te pragu i shtëpisë). Ku do të shkarkoje?*
3. *jokal. vjet.* Zbres diku nga një mjet lundrimi për të qëndruar aty (zakonisht me familje e me plaçkat e shtëpisë), zbarkoj. *Shkarkoi në Durrës. Shkarkoi me gjithëfëmijë.*
4. edhe *fig.* I heq diçkaje një ngarkese të panevoj-shme, gjërat e tepërta, jo të domosrfoshme, e bëj më të lehtë; *kund.* ngarkoj. *Shkarkoj xhepat (çantën, valixhen). Shkarkoj dhomën nga sende zbukurimi të tepërta. Shkarkoj një program (një tekst) nga gjërat e tepërta.*
5. *tek.* Nxjerr jashtë a lë të dale lirisht diçka që është e tepërt, e panevojshme ose e dëmshme. *Shkarkoj ujin (avullin). Shkarkoj ajrin e ngjeshur. Shkarkoj rrymën në tokë.*
*6.* E heq një nëpunës a një ushtarak nga detyra që kishte. *E shkarkuan nga detyra.*
7. *fig.* Lehtësoj a çliroj veten ose dike tjetër nga një detyrim, nga një barrë a nga një përgjegjësi morale; *kund.* ngarkoj. *Përpiqet ta shkarkoje veten (sho-kun) nga përgjegjësia.*
8. *fig.* Ia ngarkoj një tjetri një barrë; ia hedh dikujt tjetër fajin a përgjegjësinë për diçka. *Deshi t'ua shkar-konte barren të tjerëve. Ia shkarkuan atij atë fa],*
9. *elektr.* I heq a i pakësoj ngarkesën eiektrike, bëj që të kalojë rryma elektrike nga një trup në një tjetër; *kund.* ngarkoj. *Shkarkon akumulatorin (ba-terinë).*
10. *jokal.* Bie, qëllon (për rrufenë). *Shkarkoi rrufeja në pyll.*
SHKARKCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Punëtori që shkarkon vagonëi kur dalin nga miniera; punëtori që shkarkon trupat nga kamioni (në sharrat). *Shkar-kuesit e vagonëve. Shkarkuesit e trupave.*
*2. hidrotek.* E çarë në pjesën e sipërme të digës, kapërderdhës a tunel, që shërben për të shkarkuar Ujin e tepërt të një rezervuari. *Shkarkues sipërfaqësor. Shkarkues thellësie. Shkarkuesi i rezervuarit.*
3. *elektr.* Aparat elektrik që shërben për të ruajtur pajisjet elektrike nga mbitensioni dhe që është i përbërë prej dy elektrodash, ndërmjet të cilave ndodh një shkarkesë elektrike kur tensioni arrin një vlerë të caktuar; rrufepritës. *Shkarkues i thjeshtë. Shkarkues sferik. Shkarkues me disqe (me shkëndija).*
SHKARKCES,~E *mb.* Që ka të bëjë me shkar-kimin; që shërben për të shkarkuar. *Kanal shkarkues. Gyp shkarkues. Atësia shkarkuese e një vepre hidro-teknike.*
SHKARPË,~A i . *kryes. sh.* ~A, ~AT. De-
gë të holla e të thata, që përdoren për të ndezur zja-rrin a për të bërë zjarr me flake; karthje. *Shkarpa të thata. Një krah shkarpa. Mbledh shkarpa. Vete për shkarpa. Ndez zjarrin me shkarpa.*
• U be shkarpë a) u dobësua shumë, u hollua te-për, u tha (për njerëzit e për kafshët); S) si ka mbetur me gjë, u shkund fare. Kërcu përmbi shkarpa (përmbisamar) *shih te* KËRCU,~RI. Iu be buka shkarpë
mezi e kapërcen bukën a ushqimin, nuk i hahet ngaqë është i mërzitur, i shqetësuar a i pikëlluar. La das-mën e shkoi për shkarpa la një punë të rëndësishme dhe merret me një punë të parëndësishme e jo të ngut-shme. Nuk piqet buka me shkarpa *fj. u.* nuk mund të kryhet mirë një punë pa pasur mjetet e nevojshme.
SHKARPË,~A II . *kryes. sh.* ~A, ~AT Këpucë të vjetra, të shqepura a të grisura, këpucë që s'mbathen me.
SHKARPË,~A in . *sh.* ~A, ~AT *bot., kra-hin.* Xinë.
SHKARPË,~A IV . *sh.* ~A, ~AT. Pite pa mjaltë.
SHKARPURtNA,~T . *vet. sh.* Shkarpa, karthje. *Mbledh shkarpurina.*
SHKARTIS *kal.,* ~A, ~UR. Përziej, trazoj. *Shkartis groshët. Shkartis disa lloje.*
SHKARTISEM *vetv* 1. Përzihem, trazohem, nga-tërrohem. *Nuk shkartiset me njeri.* 2. *Pës. e* SHKARTIS.
SHKARTlSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Përzierje.
SHKARTISUR (i,e) *mb.* I përzier me diçka tjetër. *Mollë të shkartisura. Qumësht i shkartisur* qumësht i përzier me ujë.
SHKARTOHET. *Pës. e* SHKARTON.
SHKARTON *kal.,* ~OI, ~UAR. E bren (tenja drurin). *E ka shkartuar tenja trarin.*
SHKARTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *vfet.* Djalë që pajtohej si shërbëtor në një familje të pasur; shër-bëtor. *Shkarth shtëpie. Shkarth dyqani* shegert. *U pajtua si shkarth.*

SHKARTHI,~A . Dhunë, mujshi. *la bëri këtë punë për shkarthi.*
SHKARTHI *ndajf.* Pjerrtas, tërthoras, për së kithi; shkarazi. *E preu shkarthi.*
SHKARRAVESH *kal.,* ~A, ~UR. Shkalavesh.
SHKARRAVINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkrim i keq me shkronja të shtrembra e të palexueshme; diçka e vizatuar keq; shkarravitje, shkrabë. *Shka-rravina fëmijësh. Ç'është kjo shkarravinë!*
2. *fig. mospërf.* Krijim letrar pa vlerë. *Shkarravina pa kurrfarë vlere. Ka bërë ca shkarravina.*
SHKARRAVIT (SHKARRAVIS) *kal,* ~A, ~UR. 1. Shkruaj keq me shkronja të shtrembra e të palexueshme; bëj vija të shtrembra e pa kuptim (za-konisht për fëmijët e vegjël); mbush muret etj. me shkrime a me vizatime të parregullta, që u prishin pastërtinë e. bukurinë. *Shkarravit emrin. Shkarravit disa fjalë (disa radhë). Shkarravit në tokë (në rërë). Shkarravit kot. Mos shkarravitni muret!*
2. *fig. mospërf.* Bëj vjersha të dobëta; shkruaj vepra pa vlerë. *Shkarravit vargje.*
3. Gërvisht. *E shkarraviti me thonj.*
SHKARRAVITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *mospërf.* Shkrimtar i paaftë që krijon vepra pa vlerë; kalemxhi. *Shkarravitës i thjeshtë.*
SHKARRAVITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ve-
primi sipas kuptimeve të foljes SHKARRAVIT. 2. Shkarravinë. *Shkarravitje fëmijësh.*
SHKAS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Rasti a arsyeja që të shtyn për të bërë diçka ose për të vepruar në një drejtim të caktuar, rasti nga kapet dikush për të folur a për të vepruar; ajo që i jep vrull diçkaje; shtysë, nxitje, shkak. *Dha shkas për diskutim (për dyshime). I dha shkas zhvillimit (përparimit, lëvizjes revoluciona-re, kryengritjes). I dha shkas të fliste (të mendonte). Mori shkas për të bërë (për të thënë) diçka. U be shkas per... Nuk lë (asnjë) shkas për... Kërkon shkas për të vepruar (për të ndërhyrë). Mjafton një shkas i vogël për...*
SHKAS *jokal,* SHKAVA, SHKARË. 1. Nuk me
qëndrojnë këmbët atje ku shkel dhe zakonisht humbas drejtpeshimin e rrëzohem; me shkon këmba tutje kur shkel në një sipërfaqe të lëmuar, të pjerrët a mbi diçka të butë, nuk qëndron dot në një sipërfaqe të tillë, shkon tutje dhe mund të dale nga rruga a nga drejtimi ose mund të rrëzohet, rrëshqas. *Shkau në baltë (në akull, në bar). Shkau, po nuk ra. Shkau kali (mushka). Shkau makina. Shkau shkalla. Me shkau këmba. Me shkasin këpucët (çizmet). I shkanë gomat makinës.*
2. *shih* RRËSHQAS $_2$. *Shkas mbi akull.*
3. *vet. veta III.* Ecën lehtë e pa pengesa mbi ujë, mbi binarë etj. (për mjetet e transports); lëviz lehtë (për retë, mjegullën). *Trent shket mbi shina (mes fu-shave). Shket anija përmbi vale. Shkasin retë në qiell.*
4. *vet. veto III.* Rrjedh në mënyrë të njëtrajtshme a të qetë dhe pa u ndalur e pa pengesë; shkon poshte duke rrjedhur; rrëshqet. *Shket lumi mes fushës. Shket çeliku i shkrirë. I shkanë lotët nëpër faqe.*
5. *vet. veta III fig.* Ikën shpejt e pa u ndier, rrjedh, rrëshqet. *Shkasin ditët (javët, muajt). Shket koha.*
6. Shkëputem e bie tatëpjetë; *kryes. veta III* ikën nga vendi e bie poshtë; shkëputet e ikën tutje; me ikën, me shpëton nga duart. *Shkau në një greminë. Shkau një gur nga mali. Shkau nga pema (nga çatia). Me shkau sapuni (gota, shishja) nga dora. I shkau litari. I shkau këpuca nga këmba. I shkau palltoja nga krahët. I shkau nga duart si ngjalë.*
7. *vet. veta III.* Shkëputet nga vendi dhe ulet poshtë, shembet pak nga pak ose përnjëherë, rrëshqet. *Shket dheu (toka). Shket vendi atje. Ka shkarë ledhi.*
8. *vet. veta III.* Zbret pak me poshtë nga vendi i vet, varet. *shkanë pantallonat. I ka shkarë fundi më-njanë. I ka shkarë stomaku.*
9. Iki fshehurazi, largohem pa u vënë re e pa u ndier, rrëshqas, përvidhem. *Shkau përjashta pa u kuptuar.*
10. *fig.* I bëj bisht, i dredhoj, i shmangem, i rrëshqas. *shkau përgjigjes. U shkau pyetjeve. I shkau kontroltit (përgjegjësisë). I shkau nga fjala. Shket si ngjalë* dre-dhon, nuk ia ngarkon dot fajin a përgjegjësinë.
11. *vet. veta III fig.* Kalon lehtë e shpejt mbi diçka; endet andej-këtej e shkon e bie mbi dike a mbi diçka. *Vështrimi i shkau nëpër fusha. Sytë i shkanë tek ajo.*
12. *kryes. veta III fig.* Bëj padashur një veprim të gabuar, diçka që s'duhet bërë; me shpëton një ga-bim, me kalon pa e kapur; them padashur diçka që nuk duhej thënë; me shpëton. *Me shkau goja (gju-ha). I shkau një fjalë. I shkau kalemi (pena). I shkaudora e i hodhi gjellës shumë kripë. I kanë shkarë shumë gabime. Si me paska shkarë kjo? Këtu shkave!*
13. *fig.* Largohem pjesërisht ose tërësisht, pak nga pak e ndonjëherë pa e vënë re as vetë, nga pozitat e drejta dhe filloj të mbaj qëndrime të gabuara. *Shkau nga vija (nga parimet). Shkau nga e djathta (në opor-tunizëm). Shkau në idealizem (në ekonomizëm, në reformizëm). Shkau në gabime.*
• I shkanë burgjitë (vidbat) *dikujt* ka luajtur nga mendtë, s'është me në vete, s'është me në terezi, lajthiti. Isbkaungaduart (ngadora) *dik ush a diç-ka* e humbi kontrollin mbi të, s'e zotëron dot me, nuk e ka me në dorë. Me sbkau (me rrëshqit!) gjuha (goja) *shih te* GJUHË,~A i. I shkanë (i rrëshqitën) këmbët (i shkau këmba) *dikujt* ka bërë një gabim dhe si pasojë humbi pozitën që kishte, ra. I shket pena *dikujt* është i zoti t'i hedhë në letër me lehtësi mendimet e veta; është i aftë për të shkruar artikuj a vepra të tjera. I ka shkarë syri *dikujt* e ka parë dhe e ka pëlqyer dike, i është mbushur mendja për të. I shkau (irrëshqiti)shëndeti *dikujt shih te* SHËN-DET, ~Ii. I shkanë (i kanë shkarë) trutë *dikujt* s'është me i aftë të arsyetojë e të gjykojë drejt e në mënyrë të shëndoshë, ka humbur qartësinë mendore, s'është në vete. I shkanë themelet *dikujt a diç-kaje* nuk ka me një mbështetje të sigurt, ndodhet përpara shembjes, rënies, shkatërrimit a humbjes; nuk e ka jetën të gjatë. I shket (i dridhet, i rrëshqet, i luan, i lëviz) toka (rrualli) nën këmbë *shih te* DRI-DHEM.
SHKATARRA^Q,~E *mb. mospërf.* 1. I prishur, i shkatërruar, që mezi qëndron me këmbë; që punon keq, që është si karakatinë. *Shtëpi shkatarraqe. Varkë shkatarraqe. Makinë (radio) shkatarraqe.*
2. I çrregullt, i pakujdesshëm në paraqitjen e jasht-me e në punët e tij; që nuk di veçse të prishë e të shka-tërrojë. *Njeri (fëmijë) shkatarraq.*
*3. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
SHKATËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT *zool.* Peshk deti i madh e grabitqar, me trupin petashuq e pa luspa, me bisht të mprehtë dhe i pajisur me or-gane që prodhojnë shkarkime të forta elektrike. *Shkat-rra nuk hahet.*

SHKA'TËRR *ndajf.* Në gjendje të shkatërruar; rrëmujë, lesh e li. *E la shtëpinë (punën) shkatërr.*

SHKATËRRtM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHKATËRROJ, SHKATËRROHEM. *Shkatërrim i madh (i plptë). Shkatërrimi i ushtrisë fashiste (i Ballit Kom-betar). Shkatërrimi i makinës së shtetit borgjez. Shkatërrimi i imperializmit (i revizionizmit). Shkatërrimi,i wave (i qyteteve, i fshatrave). Shkatërrimet e luftës. Në prag të shkatërrimit. Mbillte shkatërrim. Shpëtoi nga shkatërrimi.*

SHKATËRRIMTAR,~E *mb.* 1. Që shkatërron, që rrënon, shkatërrues. *Goditje shkatërrimtare. Grusht shkatërrimtar. Armë shkatërrimtare. Luftë shkatërrimtare. Force (fuqi) shkatërrimtare. Vale shkatërrimtare.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (zakonishi për njerëzit).

SHKATËRRINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndërtesë a shtëpi e vjetër që është gati në të rënë, karakatinë, harvallinë, shpartallinë. *Banonte në një shkatërrinë.*

SHKATËRROHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Prishet,
rrënohet, shembet. *U shkatërrua shtëpia (rruga, ura). U shkatërrua qerrja (karroca, makina, biçikleta).*

*2.* Prishem, dobësohem; *vet. vela HI* keqësohet shumë. *U shkatërrua nga shëndeti. Iu shkatërrua shëndeti. lu shkatërruan nervat.*

3. *Pës. e* SHKATËRROJ.

SHKATËRROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E prish krejt diçka, rrënoj, shemb. *Shkatërruan, qytete (fsha-tra). Shkatërruan ura (rrugë, ndërtesa). Shkatërroi tanke (aeroplane, makina). E shkatërroi nga themelet.*

2. E prish krejt dhe e shkretoj diçka; dërrmoj, shpartalloj, asgjësoj. *Breshri i shkatërroi të mbjellat (pemët). Shkatërroi ekonominë (bujqësinë). Shkatë-rruam ushtrinë armike. Shkatërroj mikrobet. Shka-tërrojnë të vjetrën. Shkatërruan makinën e shtetit borgjez (planet e armiqve). Shkatërroj nga brenda.*

3. Dëmtoj shumë, prish; keqësoj. *Shkatërroi shtëpinë (familjen). Me shkatërroi shëndetin. Na shkatërroi nervat. Na shkatërroi veshët me atë zhurmë.*

*4.* I gjej fillin një lëmshi të ngatërruar, çngatërroj një fill që është ngatërruar; *kund.* ngatërroj.

SHKATËRRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është shkatërruar, që është rrënuar, i prishur. *Qytet i shkatërruar. Shtëpi (makinë) e shkatërruar.*

*2. mospërf.* Shkatarraq. *Njeri i shkatërruar.*

SHKATËRRUES,~E *mb.* 1. Që shkatërron, që rrënon, shkatërrimtar. *Armë shkatërruese. Force (goditje) shkatërruese. Luftë shkatërruese. Veprimtari shkatërruese.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerëzit). *Shkatërruesit e makinave. hist. Shkatërruesit e së vjetrës.*

SHKATH *kal,* ~A, ~UR. 1. Shpij diçka që është mpirë, duke e fërkuar, duke lëvizur, duke e ngrohur etj. *Shkath duart në zjarr* (kur me ngrijnë nga të ftoh-tët). *Efërkoi që ta shkathte.*

2. *fig.* E bëj më të gjallë e më të zhdërvjellët, e çel, e zhvilloj dike; *kund.* ngath. *E shkathi puna. Shkolla të shkath. Librat ia shkathën mendjen.*

SHKATHEM *vetv. 1.* edhe *fig.* Shpihem, shkrifem; bëhem me i gjallë e me i zhdërvjellët; çelem; zhvi-llohem; *kund.* ngathem. *Shkathem nga trupi. Po i shkathën duart (këmbët). Sa e pa, u shkath në fytyrë. Iu shkath goja.*

*2. Pës. e* SHKATH.

SHKATHËT (i,e) *mb.* 1. I shpejtë e i lehtë në lë-vizjet e në veprimet që bën; i gjallë e i zhdërvjellët në punë e në jetë; i papërtuar, që i jepet për çdo punë, që ka aftësi t'i bëjë punët shpejt e mirë; i lëvizshëm, i gjallë (për fëmijët); *kund. i* ngathët. *Djalosh i shka-thët. Grua (punëtore) e shkathët. Lojtarë të shkathët. Punëtor (shitës) i shkathët. Aktor i shkathët. Nxënës (fëmijë) të shkathët. Me duar të shkathëta. Hap i shkathët. Ka trup të shkathët.*

2. Që është i aftë t'i kuptojë shpejt çështjet, që u hyn shpejt gjërave, që ia pret mendja; që di t'i shfry-tëzojë mirë e me vend njohuritë që ka ose rrethanat; që është i zoti të dale nga gjendja edhe në raste të vështira. *Mjek (inxhinier, gjuhëtar, ushtarak, drejtues) i shkathët. Gjykatës (hetues) i shkathët. Avokat i shkathët. Me mendje të shkathët.*

3. Që i kryen detyrat e veta shpejt, mirë e me zgju-arsi, duke vetëvepruar sipas rrethanave që paraqiten. *Aparat shtetëror i shkaihët. Organizim i shkathët i punës. Tregti e shkathët. Udhëheqje e shkathët.*

SHKATHËT *ndajf.* Në mënyrë të shkathët, me shkathtësi; *kund.* ngathët. *Punon shkathët.*

SHKATHËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shkathtësoj.

SHKATHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shkath.

SHKATHTËSI,~A . Të qenët i shkathët, vetta e atij që është i shkathët, zhdërvjelltësi; *kund.* ngathtë-si. *Shkathtësi politike. Me shkathtësi të madhe. Shkathtësia e duarve (e mendjes). Shkathtësi në punë. Tregoi shkathtësi. Vepron (përgjigjet) me shkathtësi.*

SHKATHTËSIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKATHTËSOJ, SHKATHTËSOHEM.
*Shkathtësimi i nxënësve (i fëmijëve). Shkathtësimi i ushtarëve (në veprimet luftarake).*

SHKATHTËSOHEM *vetv.* Bëhem i shkathët a me i shkathët, zhdërvjellësohem. *Ka filluar të shkathtë-sohet.*

SHKATHTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. E bëj të
shkathët a më të shkathët, e zhdërvjellësoj. *Shkathtësoj nxënësit (fëmijët). Gjimnastika të shkathtëson gjymtyrët (trupin). Puna (shkolla) ia shkathtësoi men-djen,*

SHKAZMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me baltë ku të shket këmba, rrëshqitë; shkarëzitnë. *Rrëshqiti në një shkazmë.*

SHKEL *kal.,* ~A, ~UR. 1. edhe *jokal.* Vë këmbën diku a mbi diçka për të ecur; eci, kaloj nëpër një vend; vë këmbën mbi diçka dhe e ngjesh a e shtyp këtë. *Shkeli barin (grurin. Met, të mbjellat, fidanët). Shkel dëborën. Shkel në qilim (në dysheme, në çimento). Shkel në tokë të punuar (në rërë, në baltë). Shkel mbi akull (mbi gjethe). I shkeli pallton. Shkeli (në) një mine.*

2. *vet. veta III.* Zë nën vete dhe e shtyp, e plagos a e vret (për kafshët e për mjetet e transportit). *E shkeli kali (mushka). E shkeli makina (karroca). I shkeli dorën (këmbën). E shkeli për vdekje.*

3. Shtyp me këmbë rrushin, ullinjtë, grurin e zbu-tur në ujë etj. për të bërë verë, vaj, niseshte etj. *Shkel rrushin (ullinjtë, grurin).*

4. Rrah në dërstilë shajakun, zhgunin, velenxat etj. që të ngjishen e të leshtohen, dërstil. *Shkel shajakun (zhgunin). Shkel velenxat në dërstilë.*

5. Shtyp me dorë a me këmbë një sustë ose një vegël të një makine, të një aparati etj.; tërheq këmbë-zën e një

arme. *Shkel frenal (e makinës). I shkel gazin makinës. Shkel sustën. Shkel këmbëzën.*
6. *bised.* Ndrys dike në trup me këmbë. *Shkel gjyshin. Me shkel pak! Shkel mire al.*
7. *bised.* Hekuros. *Shkel pantallonat (jakën, këmi-shën) me hekur.*
8. edhe *jokal. jig.* Vete, hyj diku; vizitoj; vë këmbët diku, zbres. *Nuk i shkel në prag (në derë) diku}t. Nuk ka shkelur me nëfshat (në qytet). Nuk i ka shkelur mik në shtëpi. Nuk ia ka shkelur pragun (derëri). Nuk ka shkelur këmbë njeriu atje. Kudo ku ka shkelur këmba e gjeologut. Ku s'ka shkelur ai! Këto fshatra i kemi shkelur me pëllëmbë. më të shkelur në tokë...*
9. edhe *jokal. fig.* Pushtoj, vë nën sundim, nën-shtroj; hyj me dhunë në një vend të huaj; hyj me
dhunë në shtëpinë e dikujt. *Turqia shkeli Ballkanin. Armiku na shkeli vatrat (në vatër). Nuk e shkelën dot malësinë (turqit). Xhandarët (fashistët, hajdutët) i shkelën shtëpinë.*
10. *fig. bised.* Gaboj, shkas (duke thënë a duke bërë diçka të patnenduar, të papërshtatshme); e teproj. *E shkele! Po e shkel më të dyja këmbët.*
11. edhe *jokal. fig.* Dhunoj, cenoj, nuk e marc parasysh, veproj në kundërshtim me një detyrim li-gjor, shoqëror, moral a zakonor; thyej, tradhtoj; marr nëpër këmbë, përbuz, poshtëroj, hedh poshtë. *Shkel një marrëveshje (një traktat, një konventë). drejt. Shkeli statutin (ligjet, rregullat, rregulloren, urdhëresën, vendimet). Shkeli parimet. Shkeli zotimet. Shkeli besën (betimin, fjaiën). Shkeli normal e Partisë (e shoqërisë). Shkeli nderin e dikujt. Ka shkelur gjakun e dëshmorëve. Shkeli zakonet. Shkelën kanunin, Shkeli mbi djersën e dikujt. shkeli hapur (rëndë).*
12. edhe *jokal. fig. bised.* Hyj, arrij (për vjetët e moshës, për muajt e stinët). *Shkeli (në) të njëzetat. Mbushi gjashtë e shkeli në të shtatin. I ka shkelur të dyzetat. Shkeli dhjetori. Shkeli dimri (vjeshta).*
13. *jokal. fig. bised.* I jap fort, ia jap; nxitoj. *Ia shkeli vrapit. Ia shkeli në punë. Mos ia shkel kështu!*
14. *vet. veta HI.* Shiton, shuplak (sipas bcsëtyt-nive). *E kanë shkelur xhindet (hijet).*
15. *vet. veta III.* Bashkohet mashkulli me femrën, pllenon (zakonisht për shpendët). *Gjeli shkel pulat.*
16. *vet. veta III bised.* I bie një sëmundje (një njeriu, një kafshe a një bime). *E ka shkelur përdhesi. E ka shkelur pajaga grurin (misrin).*
*k* Di ku shkel *dikush* është i matur, është i kuj-desshëm. I shkeli bishtin *dikujt* a) i preku një të drejtë ose një privilegj; b) e zuri ngushtë. I shkeli brezin *dikujt* i dha shkak për sherr. Ia shkeli gazin *thjeshtligj.* a) nxitoi shumë, vrapoi shpejt; b) u ngut shumë në një punë, në një veprim etj. dhe e bëri atë shkel e shko, u tregua i nxituar, i pamatur në një punë. Shkel në erë *shih tek* ERË,~A. Shkeli mbi gjarpinj *shih te* GJARPËR,~RI. Sikur shkel mbi gjenba (mbi vezë) *shih te* GJEMB,~I. Shkel "ë gjur-mEt *e dikujt* ndjek shembullin e dikujt, veproj sipas shembullit të tij, eci në rrugën që ka çelur dikush. E shkeli në kallo (në lyth) *dike shih te* KA-LLO,~JA. Ka shkelur keq ka bërë gabim. Shkel kembë *vjet.* ngul këmbë, tregohem këmbëngulës. Shkel me këmbë *diçka shih te* KËMBË,~A. E ka shkelur koha *dike* nuk ka ecur përpara së bashku me kohën, ka mbetur prapa të tjerëve; është më të vjetrën, është prapanik. Shkeli kurorën *vjet. shih te* KURORË,~A 5. Shkel në pambuk *shih te* PAMBUK, ~U. E shkelën me para (me ryshfete) *dike* i dhanë ryshfet për t'u rregulluar një punë, e blenë me para. I shkel (i luaj) syrin *dikujt* i bëj shenjë me sy që t'i jap të kuptojë diçka (pa e vënë re të tjerët). Shkel e shko me nxitim, pa kujdes; dosido, keq. Shkel bukeo (me këmbë) tregohet mosmirënjohës ndaj dikujt, ia kthen të mirën më të keqe. E shkeli më të dy (me të dyja) këmbët *shih te* KËMBË,~A. Të shkel hijen (prapa) *dikush* është shumë i shpejtë; është shumë i zoti për të bërë diçka, të merr gjak në vetull. Nnk ia ka shkelur njeri hijen prapa është shumë i shpejtë dhe s'e zë dot asnjeri. Nuk shkel (nuk bie) në dërrasë (në dhogë) te kalbur *shih te* DËRRASË,~A. T'i shkelësh në dritë të syrit *shih te* DRITE,~A. I thkelkëmba shesh (dyst) nuk ka pengesa në rrugën e vet; e ndien veten zot.
SHKELBALTËS,~I *m. sh. ~,* ~IT *vjet.* Lajraës, shkues. *Dërgoi një shkelbaltës.*
SHKELEM *vetv.* 1. Shkelim njëri-tjetrin. *Njerëzit shtyheshin e shkeleshin. U shkelën e u copëtuan,*
*2. vet. veta III.* Bashkohet me mashkullin, plle-nphet (zakonisht për shpendët). *Shpendët shke-ten.*
3. *Pës. e* SHKEL.
SHXELËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që shkel a dhunon një normë ligjore, shoqërore, morale ose za-konore, dhunues. *Shkelës i ligjshmërisë. Shkelës i rregullave (i disiplinës). Shkelës i besnikërisë bashkë-shortore.*
2. Ai që kapërcen në mënyrë të fshehtë e të pa-Iigjshme kufirin shtetëror të një vendi. *Shkelës ku-fiti. Shkelësin e kapën.*
3. Pushtues, ai që shkel një vend të huaj. *Shkelësi i huaj. Shkelësit fashistë (nazistë). Shkelësi i vendit (i\ vatrave).*
4. Vegël për të shtypur a për të ngjeshur rrushin, duhanin etj. gjatë përpunimit. *Shkelësi i rrushit. Shkelësi i duhanit.*
5. Vegël e farkëtarit si vare me katër qoshe, e sheshtë e nga njëra anë më e gjerë, që shërben për të rrafshuar një hekur të skuqur, duke e vendosur mbi të dhe duke e goditur nga sipër me çekiç a me vare. *Stikelës prej çeliku.*
*6. vjet.* Lajmës, shkelbaltës. *Kishin ardhur shkelës nga larg.*
7. *Përd. mb.* sipas kuptimeve 1-3 të emrit. *Ushtritë (hordhitë) shkelëse.*
SHKELËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shkallare, shkallinë. *Shkelëset e shkallës.*
SHKELËZ,~A. *sh.* ~A, '-AT. Shkallare, shkallinë. *Zbriti dy shkelëza.*
SHKELJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKEL, SHKELEM. *Shkelje e lehtë (e rëndë, e hapët). Shkelje financiare. Shkelja e ligjit (e rregullave, e urdhrit, e statutit, e kontratës). Shkelja e zotimeve (e afateve). Shkelja e besnikërisë bashkëshortore. drejt. Shkelje kurore. vjet. Shkelje e së drejtës ndërkombëtare. drejt. Shkelja e hapësirës ajrore. Shkelja e shajakut.*
SHKELM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Goditje e forte me këmbë që i japim dikujt a diçkaje; lëvizje e me-njëhershme dhe e forte që bëjnë kafshët thundrake me këmbët e prapme për të goditur diçka prapa tyre. *dha (i këputi, i futi) një shkelm. I ra me shkelma. E goditi (e qëlloi, e zuri)me shkelma. Kjo mushkë shtie (get, hedh) shkelma. I jap shkelmin e parë topit. sport.*
*-k* Hedh (qet, shtie) shkelma kundërshton me kokëfortësi e pa ndonjë arsye të shëndoshë për një punë a detyrë që i

ngarkohet, nuk rri urtë, nuk bindet, hedh vicka. I dha shkelmin *dikujt* e dëboi dike, e përzuri me zemërim e në mënyrë të vendosur. Punë me shkelma punë me pahir. Punon me shkelma punon vetëm po ta detyrosh me pahir a ta kërcënosh. I vuri shkelmin *diçkaje* e hodhi poshtë diçka, e prishi, e shkatërroi, e përmbysi. I bie së mirës (bukës) me shkelm (me këmbë) nuk e vlerëson a nuk e kupton
si duhet gjendjen e mirë që ka ose një të mirë që i bëhet dhe heq dorë prej saj, duke dëmtuar veten. I ka vënë shkelmin (gjunjët) në bark *dikujt* e shtyp dhe e mundon pa mëshirë, e ka vënë nën zgjedhë të rëndë. I ka vënë shkelmin (këmbën, duart) në fyt (në grykë, në gjoks) *dikujt* e ka shtrënguar keq, e ka vënë në gjendje shumë të vështirë, po i merr shpirtin, i ka vënë litarin në grykë. Me mirë shkelmi se helmi. “. me mirë të ta thonë a të ta bëjnë të ke-qen hapur, sesa të të godasin tinëz e më të pabesë.
SHKELMIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKELMOJ, SHKELMOHET. *Shkelmimi* i *zakoneve prapanike.*
SHKELMOHET. *Pës. e* SHKELMOJ.
SHKELMOJ *kal,* ~OVA; ~UAR. I. Qëlloj me shkelm, i jap një shkelm. *Shkelmoj topin. sport. E shkelmoi pela.*
*2. fig.* Hedh poshtë me vendosmëri e në mënyrë të prerë, flak tej, i jap shkelmin dikujt a diçkaje; përmbys, marr nëpër këmbë. *Shkelmuan kanunin (zakonet prapanike, fanatizmin, mbeturinat e së ka-luarës). Shkelmuan planet djallëzore të armikut. E shkelmuan marrëveshjen (traktatin).*
3. *jokal.* Hedh shkelma, shtie me shkelma. *Është kale i mirë, po shkelmon.*
SHKELUR (i,e) *mb.* 1. Që është shkelur e është ngjeshur a është shtypur me këmbë. *Këpucë të shke-lura. Bar i shkelur. Bore e shkelur.*
2. I tillë, ku kanë kaluar mjaft here njerëz e kafshë; i tillë, ku ka shkuar njeriu; që njihet nga njerëzit, i njohur (edhe^?.) (për një vend, për një krahinë etj.); *kund.* i pashkelur. *Vend i shkelur. Krahina të shkelura. Nëpër udhë të shkelura.*
3. I rrahur në dërstilë, i dërstilur. *Shajak i shkelur.*
*4. fig.* I pushtuar nga një ushtri e huaj, i vënë nën sundim nga një shtet tjetër. *Tokat (vendet, trojet) e shkelura. Vatrat e shkelura.*
*-k* Si i shkelur (si i shkuar) në dërstilë *shih te* DËR-STILË,~A.
SHKELURA (të). *vet. sh. etnogr.* Vajtja e dhëndrit me njerëzit e tij në shtëpinë e nuses dhe vajtja e nuses me njerëzit e saj në shtëpinë e dhëndrit për të shkëm-byer nishanet për fejesë (sipas zakoneve të kohës së kaluar). *Benin të shkelurat.*
5HKELLËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkozëzezë.
SHKEMON *jokal., ~Ol,* ~UAR. Lëshon gjethe e degë të reja (për drurët). *Shkemoi lisi.*
SHKENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Sistem dijesh e njohurish për ligjet e zhvillimit të natyrës e të shoqërisë, i cili është formuar historikisht duke vëzhguar botën reale e jetën dhe duke bërë përgjithë-sime teorike; sistem dijesh e njohurish të tilla për një fushë a për një degë të caktuar. *Shkenca shqiptare. Shkenca marksiste. Shkencat shoqërore (natyrore, teknike). Shkencat albanologjike. Shkencat bujqësore (historike, filologjike, mjekësore). Shkencat e përpikta. Shkenca gjuhësore (ekonomike, ushtarake). Shkencat e natyrës. Objekti i shkencës. Degët e shkencës. Ligjet e shkencës. Të rejat e shkencës. Roli i shkencës. Zhvillimi (lulëzimi, masivizimi) i shkencës. Akademia e Shkencave. Doktor (kandidat) i shkencave.*
*2.* Veprimtaria që zhvillohet në një fushë a në një degë të caktuar të dijes, e vështruar si një Uoj i veçantëpune. *Njerëzit e shkencës. Merrem me shkencë. I hyj (i kushtohem) shkencës.*
SHKENCËRlSHT *ndajf.* Në mënyrë shkencore, me baza shkencore, duke zbatuar një metodë shkencore. *Shkencërisht i përpiktë. I bazuar (i përgatitur) shkencërisht. Provo] (vërtetoj, shpjegoj, argumentoj) shkencërisht.*
SHKENCËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që me-rret me kërkime e studime në një fushë a në një degë të caktuar të shkencës, njeri i shkencës, dijetar. *Shkencëtarët tanë. Shkencë tar marksist (materialist). Shkencëtar idealist (borgjez). Shkencëtar i dëgjuar (i njohur, i përmendur, i madh).*
• Shkencëtar kabineti *keq. shih te* KABINET,~I.
SHKENCËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHKENCËTAR, —I.
SHKENCOR,~E *mb.* I. Që i përket shkencës, që ka të bëjë me shkencën ose me shkencat e ndrysh-me, i shkencës; që i duhet shkencës, që bëhet për shkencën; që ka të bëjë me shkencëtarët ose me ve-primtarinë e tyre, që bëhet nga shkencëtarët. *Punë shkencore. Problem shkencor. Temë shkencore. Kon-gres (kuvend, sesion) shkencor. Diskutim shkencor. Bibliotekë shkencore. Laborator shkencor. Revistë shkencore. Emri shkencor i një bime (i një kafshe). Titull shkencor. Grade shkencore. për qëllime shkencore.*
2. Që mbështetet në parimet e shkencës; që arrihet me metodat e shkencës dhe u përgjigjet kërkesave të saj. *Kërkime shkencore. Studim (trajtim) shkencor. Zbulim shkencor. Vepër (kumtesë) shkencore. Film shkencor. Zbërthim (përgjithësim) shkencor. Analizë shkencore. Botëkuptim shkencor. Ideologji (teori, metodologji, metodë) shkencore. Dije (njohuri) shkencore. Gramatikë shkencore. Socializmi shkencor. Men-dimi shkencor. E vërteta shkencore. Mbi baza shkencore.*
3. Që merret me kërkime e studime në një degë a në një fushë të caktuar të shkencës ose me orga-nizimin e vlerësimin e këtyre studimeve. *Punonjës (bashkëpunëtor) shkencor. Institucionet (institutet) shkencore. Këshilli shkencor. Ekspeditë shkencore. Rreth shkencor. Shoqatë (bërthamë) shkencore. Qar-qet shkencore. Bota shkencore.*
SHKENCOR-POPULLOR,~E-PqPULLORE *mb.*
Që shpjegon e shtjellon në mënyrë të kuptueshme për të gjithë rezultatet e studimeve në fushën e shkencës e të teknikës për t'i përhapur ato në masat. *Liber shkencor-popullor. Botime shkencore-popullore. Film shkencor-popullor.*
SHKEPËZ,~A,-; *veter.* Çala e bagëtive të imëta. *U ka rënë zitke~pëza delete (dhive).*
SHKEPTYRËZ,~A . *veter.* Shkepëz. SHKES,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Shkues.
SHKËSË,~A I . *sh.* ~A, ~AT. 1. *etnogr.* Shkuese 2. Shkuesi. *Ishte fejuar me shkesë.*
SHKËSË,~A ii . 1. Kalim, shtegtim (për bagëtinë); bagëtia që është në shtegtim nëpër një vend. *Dhentë janë në shkesë.*

*1.* Reshje ië forta e të befasishme, që vijnë e shkoj-ne shpejt. *Shkesë shiu (breshri).*

SHKËF,~I *m. bised.* 1. Zgavra e barkut; rropullitë; ani i fëmijes; barku. *Vëllezër të një shkëfi.* 2. Shpirti, zemra. *E donte nga shkëfi.*

SHKËLBOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lëkura e drurit. *Shkëlbozë pishe. I heq shkëlbozën drurit.*

SHKËLFIT *kal,* ~A, ~UR. 1. I heq lëkurën; e rrjep. *Shkëlfit murin.* 2. *fig.* Ngacmoj. *Mos i shkëlfit këto punë!*

SHKËLFITEM *vetv.* 1. Me kalben e me bien mish-rat nga një sëmundje (si gërbula, lebra etj.); dër-mishem, rripem, zhvoshkem. *I janë shkëlfitur mishrat. Si qenka shkëlfitur kështu!*

*2. vet. vela HI.* Rripet, i bie boja a suvaja copa-copa. *Është shkëlfitur në shumë vende (një pikturë). Muret janë shkëlfitur.*

SHKËLNJET,~I *m. bot., krahin.* Krifshë.

SHKËLQAR *kal.,* ~A, ~UR. I jap shkëlqim, e bëj të shkëlqejë duke e fshirë a duke e fërkuar (krye-sisht për sendet prej metali, prej lëkure a prej guri), fajkoj. *E shkëlqari tenxheren (mangallin). Shkëlqar mermerin.*

SHKËLQARET *vetv.* I. Hapet, kthjellohet (moti). *U shkëlqar moti.* 2. *fig.* Ndrit, shkëlqen. *lu shkëlqar fytyra.*

SHKËLQARMË (i), ~E (e) *mb.* I kthjellët.

SHKËLQEHET. *Pës. e* SHKËLQEJ.

SHKËLQEJ *jokal.,* ~EVA, ~YER. 1. *vet. veta III.* Lëshon dritë të forte e të qartë, rrezaton dritë. *Shkëlqen dielli (hëna). Shkëlqejnë yjet. Shkëlqejnë dritat elektrike. Shkëlqen si drita e diellit.*

2. *vet. veta III.* Ndriçon nga një dritë e forte, është si i larë në dritë, llapëtin; vetëtin, vezullon. *Shkëlqen qielli. Shkëlqejnë gurët e çmuar (perlat, rruazat, fio-rinjtë, xhamat). Shkëlqejnë gotat (pjatat, lugët, enët). Shkëlqejnë bajonetat në diell. I shkëlqenin dekoratat. Shkëlqen bora. Shkëlqen lumi (liqeni, deti). I shkëlqejnë këpucët (çizmet). I shkëlqejnë dhëmbët. I shkëlqejnë faqet (flokët). Shkëlqen si kristal (si ar). Shkëlqen gjithë Shqipëria nga dritat elektrike.*

3. *vet. veta HI.* Ndriçon nga pastërtia e madhe, vetëtin. *Shkëlqen dhoma (shtëpia). I shkëlqejnë rrobat.*

4. Duket sikur shndrit nga një ndjenjë e brend-shme e forte (për sytë dhe fytyrën); shpreh gëzimin, lumturinë etj. me pamjen e fytyrës e të syve. *shkëlqejnë sytë nga gëzimi. I shkëlqen fytyra nga lumturia. Shkëlqen i tëri.*

5. *fig.* Dallohet shumë për vetitë e mira, shquhet mbi të tjerët për cilësitë e larta, për një aftësi a zotësi të veçantë në një fushë, në një punë të caktuar etj.; ka fame. *Shkëlqen me zgjuarsinë (me talentin) e tij. Shkëlqen në matematikë (në mësime). Shkëlqen në atë rol. Emri i Skënderbeut shkëlqen në histori. Shkëlqen shembulli i komunistëve. Shkëlqen heroizmi i naf-tëtarëve.*

*6. kal. shih* SHKËLQAR. *shkëlqeu enët.*

SHKËLQESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zyrt., vjet.* Shkëlqesi.

SHKËLQESl,~A . *sh.* ~, ~TË *zyrt.* Titull nde-rimi, që përdoret për t'iu drejtuar funksionarëve të lartë shtetërorë të vendeve të huaja josocialiste osekur ata u drejtohen funksionarëve të Iartë të shtetit tone në marrëdhëniet zyrtare. *Shkëlqesisë së tij... Shkëlqesitë e tyre. Shkëlqesisë suaj.*

SHKËLQlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes SHKËLQEJ. *Shkëlqimi i enëve meférkim.*

2. Dritë e forte dhe e qartë, ndriçim. *Shkëlqim verbues. Shkëlqimi i diellit. Shkëlqimi i dritave.*

3. Dritë e përthyer nga një trup, që jep shumë here edhe ndijimin e një ngjyre; vetia e sipërfaqes së një trupi për të përthyer rrezet e dritës. *Shkëlqim metalik. Shkëlqim i zbehtë (i dobet, i forte, i ftohtë). Shkëlqimi i bores. Shkëlqimi i armëve. Letër me (pa) shkëlqim. I ikën shkëlqimi. E humbet shkëlqimin. I jap shkëlqim diçkaje.*

4. Shprehje e gjallë e syve dhe e fytyrës, që buron nga një ndjenjë gëzimi e lumturie. *Shkëlqimi i syve. Sy plot shkëlqim.*

5. *fig.* Madhështia e jashtme që krijohet nga pa-suria e madhe, nga tepria e gjërave të kushtueshme e të ndritshme etj. *Shkëlqim i rremë. Shkëlqimi i pa-llateve të faraonëve.*

*6. fig.* Fame, lavdi; kulmi që arrin dikush në jetë, në një veprimtari etj.; shkalla më e lartë e zhvillimit të diçkaje, lulëzim. *Arriti shkëlqimin më të tnadh. Është në shkëlqimin e vet.*

7. *fiz.* Madhësi që karakterizon rrezatimin e një burimi drite në një drejtim të caktuar.

SHKËLQIMPLOTË *mb. poet.* Që është plot me shkëlqim, që shkëlqen me force. *Drita shkelqimplotë e diellit. Sytë e saj shkelqimplotë.*

SHKËLQIMTAR,~E *mb. poet.* Që shkëlqen, që është plot me shkëlqim; që ka një dritë të brendshme (për sytë). *Dielli shkëlqimtar. Yjtë shkëlqimtarë. Rreze (dritë) shkëlqimtarë.*

SHKËLQYER (i,e) *mb.* 1. Që shkëlqen, i shkël-qyeshëm. *Dritë e shkëlqyer.*

2. Që ka shkëlqim, i shkëlqyeshëm. *Cipë (shtresë) e shkëlqyer.*

3. *fig.* I shquar për merita e cilësi shumë të larta, që dallohet ndër të tjerët për vetitë e aftësitë e tij, i famshëm; i përkryer në llojin e vet (shumë i mirë, shumë i madh, i përsosur, shumë i bukur etj.); i mre-kullueshëm; shumë i mprehtë e i thellë, shumë i vlef-shëm (për idetë, për mendimet etj.). *Fitore (arritje) të shkëlqyera. Shembuj të shkëlqyer. Vepër (shfaqje artistike) e shkëlqyer. Punëtor i shkëlqyer. Nxënës (student) i shkëlqyer. Organizim i shkëlqyer. Mendim (propozim) i shkëlqyer. Ide e shkëlqyer.*

4: *fig.* Shumë i mirë në të gjitha drejtimet, shumë i shëndoshë, i lumtur, i gëzuar, i ndritur. *Gjendje (at-mosferë) e shkëlqyer. E ardhme e shkëlqyer.*

SHKËLQYES,~E *mb.* Që shkëlqen, që lëshon shkëlqim, i shkëlqyeshëm. *Gurë shkëlqyes. Sipërfaqe shkëlqyese.*

SHKËLQYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që lëshon dritë të forte, që shkëlqen, i shkëlqyer. *Flake e shkëlqyeshme.*

*2.* Që ka shkëlqim, që e përthyen dritën, i shkëlqyer. *Lëkurë e shkëlqyeshme. Vernik i shkëlqyeshëm. Sipërfaqe e shkëlqyeshme.*

3. *fig. shih* SHKËLQYER (i,e) 3,4.

SHKËLQYESHËM *ndajf.* Shumë mirë, aq mirë sa me s'bëhet, në mënyrë të shkëlqyer. *Noton shkëlqyeshëm. E plotësoi detyrën shkëlqyeshëm. E dha provimin (mori notën) shkëlqyeshëm. Doli shkëlqyeshëm në qitje. E mbaroi shkollën shkëlqyeshëm.* D — *Si e ndien vet en?* — *Shkëlqyeshëm!* □

SHKËMB, ~I *m. sh.* ~INJ, ~INJTË. 1. Gur shumë i madh e i forte, zakonisht me faqe të rrëpirëta e me thepa, që gjendet sidomos nëpër male, shkrep; gur i madh e i rëndë që mezi lëvizet nga vendi. *Shkëmb i madh (i lartë, vigan).*

*Shkëmb i nënujshëm. Çanë shkëmbin. E gjeti rrëzë një shkëmbi. Rrinte mbi një shkëmb (majë shkëmbit). Hipi (ngjitem) në një shkëmb. Ra (u rrëzua) nga shkëmbi. I vuri derës një shkëmb. Rrokullisnin shkëmbinjtë mbi armiqtë.*

*2. gjeol.* Masë minerale me ndërtim, me përbërje dhe me prejardhje pak a shumë të njëjtë, që formon pjesën më të madhe të kores së tokës. *Shkëmb i butë (i forte). Shkëmb vullkanik (gëlqeror, rreshpor, kris-talor). Shkëmb i përshkueshëm (i papërshkueshëm) nga uji. Shkëmb graniti.*

3. *sh.* ~A, ~AT. Stol, fron prej druri zakonisht me tri këmbë; karrige e thjeshtë prej druri. *U ul në shkëmb.*

4. Përdheci i parmendës.

5. *përd. mb.* I mbushur me shkëmbinj e me gurë të mëdhenj (për një truall a vend). *Është vendi shkëmb.*

6. *përd. mb.* Shumë i ngurtë e i ihatë, i forte si gur. *U be toka shkëmb (nga thatësira). Ishte bërë buka shkëmb.*

7. *përd. mb.* Shumë i forte, që s'tundet nga e tija. *E ka kokën shkëmb* është shumë kokëfortë, nuk merr vesh.

• Si bletë shkëmbi *shih te* BLETË,~A. Hedh fare në shkëmb (në ujë, në lumë, në det) *shih te* FARË, ~A. Gjuha can shkëmbin (gurin)y. *u. shih te* GJUHË, ~A 1. Qëndron si shkëmb graniti është i pathyeshëm e i papërkulur, qëndron i paepur.

SHKËMBEHEM *vetv.* 1. Ndeshem në rrugë me dike dhe shkojmë secili në drejtime të kundërta; *vet. vita HI* takohen në një pike dhe vijojnë secili lëvizjen në drejtimin e vet (për mjete transporti që lëvizin në të njëjtën rrugë, por në drejtime të kundërta). *Shkëmbehen trenat.*

2. *Pës. e* SHKËMBEJ.

SHKËMBEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. I.I jap dikujt një gjë që kam dhe marr prej tij një gjë tjetër, zakonisht me po atë vlerë, bëj këmbim, këmbej, ndërroj; lë diçka e marr diçka tjetër me vlerë të barabartë; i dërgoj dikujt Ietra, pako etj. dhe ai me dërgon gjiih-ashtu të tilla. *Shkëmbyen fasulet me grurë. Shkëmbejnë pulla. Shkëmbyen fanellat (pas mbarimit të ndeshjes). Shkëmbyen flamurët. Shkëmbyen tufa me Me (distin-ktivat). Shkëmbyen adresat. Shkëmbyen mbretëreshat (ushtarët...* — në lojën e shahut). *Shkëmbej paratë (të hollat). fin.* jap një shumë parash për të marrë një shumë tjetër me po atë vlerë, por në një mo-nedhë tjetër. *Shkëmbejnë Ietra. Shkëmbyen nota. dipl. Shkëmbyen përfaqësues diplomatikë. dipl. Shkëmbyen robërit (të plagosurit). Shkëmbyen unazat* (sipas za-koneve të fejesës).

2. Zëvendësoj një pjesë të përdorur a të dëmtuar të një mekanizmi me një pjesë tjetër të re, këmbej.

3. I përgjigjem një veprimi të dikujt duke bërë tënjëjtën gjë; i jap përvojën time dikujt e ai me jep të tijën; këmbej. *Shkëmbyen zjarr. usht. Shkëmbyen vështrime (buzëqeshje). Shkëmbyen vizita. Shkëmbyen fjalime. Shkëmbyen dy fjalë me këmbë. Shkëmbyen mendime. Shkëmbyen përvojën.*

4. *fig.* E ndryshoj, e bëj të ndryshëm, ndërroj. *Shkëmbeu fytyrën.*

5. E marr gabimisht dike për një tjetër, e ngatërroj. *shkëmbej gjithnjë ata dy vëllezër.*

*k* Shkëmbeu (këmbeu, ndërroi, bëri) fjalë *me dike shih te* FJALË,~A. Shkëmbeu hiçin me pluhur *shih te* PLUHUR,~I.

SHKËMBESË,~A . *vjet.* Çmimi që paguhej për të liruar një rob lufte a një njeri tjetër të zënë rob, shpërblesë. *U dha shkëmbesë.*

SHKËMBIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKËMBEJ, SHKËM-BEHEM. *Shkëmbim i gjerë (i frytshëm) i mendimeve (i përvojës). Shkëmbim përshëndetjesh (vizitash, le-trash). Shkëmbim notash. dipl. Shkëmbim zjarri. usht. Shkëmbim nxehtësie. fiz. Shkëmbim populhish. drejt. Shkëmbimi i robërve të luftës. drejt. Me shkëmbim* duke shkëmbyer një gjë me diçka tjetër. *Monedhë shkëmbimi. Kursi i shkëmbimit (të monedhave të ndrysh-me). fin.*

*2. vet. sh.* Mallra që shkëmbejnë dy shtete njëri me tjetrin; vepra të artit a të kulturës ose grupe a delegacione të njerëzve të artit, të kulturës e të shken-cës që shkëmbejnë dy shtete njëri me tjetrin. *Shkëm-bime tregtare. Shkëmbime kulturore. Vëllimi i shkëm-bimeve.*

3. *ek.* Qarkullimi i mallrave si forme e shpërndarjes së të mirave materiale që prodhon shoqëria. *Shkëmbimi i mallrave. Shkëmbim në natyrë. Format e shkëmbimit.*

•*k* Në shkëmbim *(me një emër në r. gjinore)* në vend..., për të zëvendësuar diçka. Monedhë shkëmbimi (këm-bimi) *libr.* mjet për të bërë allishverishe, matrapaz-llëqe a dallavere. Shkëmbimi (këmbimi) i l ë n d ë v e *biol.* tërësia e shndërrimeve kimike e biologjike që ndodhin në organizmat e gjallë gjatë përvetimit e shpërvetimit të lëndëve.

SHKËMBISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me shkëmbinj, vend shkëmbor; vend me gurë e me zall. *Bregu ishte shkëmbishtë. Shtrëngata e hodhi anijen në një shkëmbishtë.*

SHKËMBOR,~E *mb.* 1. Që është plot me shkëmbinj, që është i mbuluar me shkëmbinj. *Breg shkëmbor (i detit, i lumit). Grykë shkëmbore. Shpat shkëmbor. Vend shkëmbor.*

2. Që është i formuar prej një lënde minerale të forte, që është i natyrës së shkëmbit, që është prej shkëmbi. *Male shkëmbore. Kodër shkëmbore. Shtresë (tokë) shkëmbore. Shpat shkëmbor.*

SHKËMBORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend shkëmbor, shkëmbishtë. *Edhe shkëmboret tani pro-dhojnë drithë.*

SHKËMBTË (i,e) *mb.* 1. Shkëmbor. *Kodër (tokë) e shkëmbtë. Vend i shkëmbtë.*

*1. fig.* Që është i forte e i ngjeshur si shkëmb. *Dja-losh me shtat të. shkëmbtë.*

SHKËMBTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* Kali a samari i veglave muzikore me tela.

SHKËMBYER (i,e) *mb.* I. I ndërruar me diçka tjetër që ka zakonisht vlerë të njëjtë, që është shkëmbyer; i këmbyer. *Mall i shkëmbyer. Para të shkëm-byera.*

2. *shih* KËMBYER (i,e) 2,3.

SHKËMBYERAZI *ndajf.* 1. Duke bërë me radhë here një punë, here një tjetër; duke vepruar një here njëri, një here tjetri, duke i zënë vendin njëri-tjetrit; me radhë, këmbyerazi. *Kërcen shkëmbyerazi here mbi njërën këmbë e here mbi tjelrën. Ndihmojnë njëri-tjetrin shkëmbyerazi. Zhvillohen shkëmbyerazi më-simet në klasë e mësimet në natyrë. Dëgjoheshin ca pushkë shkëmbyerazi.*

*2.* Kokë për kokë (zakonisht kur shkëmbehen kafshë a bagëti pa shtuar a pa paguar gjë mbi to). *dha (i mori) shkëmbyerazi.*

SHKËMBYESHËM (0, ~ME (e) *mb.* Që mund të shkëmbehet, i këmbyeshëm. *Monedha të shkëm-byeshme. Valutë e shkëmbyeshme.*

SHKËMES *kal,* ~A, ~UR. 1. Pres me këmesë, pastroj shkurret e ferrat me këmesë. *shkëmesën ferrat.*

*2. fig. vjet.* Krasit fort, korr; ia heq të gjitha të drejtat. *E shkëmesën ushtrinë e armikut. Pushtuesit deshën ta shkëmesnin popullin tone.*

SHKËNDIJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Thërrmijëz e zjarrtë që shkëputet nga një trup i ndezur a i skuqur, nga dy trupa të forte (metale ose gurë) kur përlasen njëri me tjetrin ose nga një shkarkim elektrik; xixë. *Shkëndijë elektrike. Tufë shkëndijash. Lëshon (përhap) shkëndija. U shua si shkëndijë* vdiq shpejt. *Një shkëndijë ndez një mal. fj. u.*

*2. fig.* Diçka e vogël, që bëhet fillimi i një lëvizjeje të madhe a i një veprimtarie të rëndësishme. *Shkëndijë revolucionare. Shkëndija e parë e kolektivizimit. Shkëndija e shkollës shqipe. U be shkëndijë për...*

3. *fig.* Shfaqja a shenja e parë e një ndjenje të mirë; shfaqje e qartë e një aftësie të veçantë a e një dhuntie te dikush. *Një shkëndijë shprese (gëzimi). Shkëndija e talentit. Shkëndijë zgjuarsie.*

4. *fig.* Shkëlqimi i syve si shprehje e një ndjenje të forte, e një zjarri të brendshëm etj. *lëshojnë sytë shkëndija.*

5. *zool.* Xixëllonjë, shkëndijëz. *Dolën shkëndijat.*

*6. zool.* Kandërr me trup të zi ose ngjyrëkafe të hapur, me flatra të mëdha e me këmbë të gjata, që shfaqet në kohën e lulëzimit të pemëve dhe dëmton lulet e tyre. *Mollët i dëmtoi shkëndija.*

7. *perd. mb.* Që shkëlqen fort, shumë i ndritshëm, xixë. *Syrin shkëndijë e ka. E bëri pushkën (shpatën) shkëndijë* e fshiu dhe e pastroi sa e bëri të shkëlqejë.

8. *përd. mb.* I shkathët dhe i shpejtë në punë e në veprime, shpuzë. *Është shkëndijë ajo vajzë.*

•*k* Ndez shkëndIjën *shih te* NDEZ. I lëshojnë (i bëjnë, i nxjerrin) sytë shkëndija (çika, xixa) *shih te* SY,~RI. Shkëndijat (shkëndijëzat) dalin në raaj . *u.* çdo punë ka kohën e vet. S'ka ç'i bën shkëndija eshkës së njomë (së lagur) . u. për t'ia dale në krye një pune nuk mjafton vetëm dëshira e mirë, por duhen plo-tësuar me kohë kushtet e nevojshme.

SHKËNDIJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Xixëllonjë. *Zuri një shkëndijëz. Cilivili-vileza, dilni moj shkëndijëza! kr. pop.*

2. *zvog., përk. e* SHKËNDIJË,~A.• Shkëndijëzat (shkëndijat) dalin në ma] *fj. u. shih te* SHKËNDIJË,~A.

SHKËNDIJIM,~I *m. kryes. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Vezullimi i shkëndijave që dalin nga një trup, i cili shkëndijon, dritë vezulluese. *Shkëndijimet e pi-kavë të vesës. Shkëndijimet e ujërave nën rrezet e dielit (e hënës).*

*2. fig.* Shkëndijat e një ndjenje të forte, të një zjarri të brendshëm. *Slikëndijimi i syve të saj. Shkën-dijime të frymëzimit.*

SHKËNDIJON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. Lëshon shkëndija; duket sikur lëshon shkëndija, ngaqë për-thyen një dritë të forte a të qartë. *Shkëndijon dielli. Shkëndijon hekuri i skuqur. Shkëndijon shpata (drapri). Shkëndijon bora. Shkëndijojnë flamujt e kuq. I shkën-dijonin sytë.*

2. Duket si shkëndijë, vezullon si shkëndijë. *Shkën-dijonin zjarret së largu. Qyteti shkëndijonte me mijëra dritëza.*

SHKËNDIT (SHKËNDIS) *jokal.,* ~A, ~UR. Nxjerr shkëndija, ndrit, shkëlqen; shkrep, shkreptin. *Shkëndit dielli. I shkënditën sytë.*

SHKËPURDH *jokal,* ~A, ~UR *krahin.* 1. *yet. ve-ta III.* Rrëmih me këmbë (zakonisht përkalin); zhgurit (pula).

2. *kal.* Përpush (zjarrin).

3. *kal.* Shpij. *Po shkëpurdh këmbët.*

SHKËPURDHEM *vetv. krahin.* 1. Përpëlitem, për-piqem sa andej këtej. *Dashi shkëpurdhet kur e therin. Shkëpurdhej prej dhembjes.*

2. *fig.* Përpiqem më të gjitha fuqitë për të kryer një punë. *U shkëpurdh, po s'bëri gjë.*

SHKËPUT (SHKËPUS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Heq, zakonisht me force, një pjesë nga një e tërë, këput; shqit dy gjëra që janë të bashkuara, ndaj. *Shkëput një fletë nga blloku (nga fletorja, nga kalendari). I shkëputën ca toka atij vendi. Mas shkëputni rreshtin (kolonën) !*

2. I marr dikujt me force diçka nga duart, ia heq. *la shkëputën nga duart (nga krahët).*

3. Ndaj një njeri a grup njerëzish nga dikush a nga diçka, pres marrëdhëniet e afërta të tij me dike a me diçka; ndaj ë largoj dike a diçka nga një e tërë ku bën pjesë; e bëj dike të ndërpresë pak punën që është duke bërë; pres a humbas lidhjen me dike; largo j. *E shkëputi nga familja (nga prindërit, nga shokët, nga shoqet). E shkëputi nga sporti (nga teatri). I shkëputi lidhjët me dike. E shkëputi nga feja dike. E shkëputi nga puna (nga leximi). E shkëputi një kompani dhe e hodhi në sulm. I shkëputi deshtë nga tufa (nga kopeja).*

4. I marr një njeriu diçka për vete; e bind dike me mundim a me dredhi që të me bëjë një të mirë; i marr, i zhvat. *shkëputi njëqind lekë. I shkëputi koncesione. I shkëputi një premtim (një fjalë). I shkëputi një fir me. I shliëputi kundërshtarit një pike, sport. I shkëputin tokës\mineralet.*

5. *fig.* Largoj, heq, ndaj (për sytë e vëmendjen). *Mos ia shkëput sytë! Mas e shkëput vëmendjen!*

*6.* Ndaj nga nëna pjellën e saj që të mos pijë me qumësht, këput; heq nga gjiri fëmijën (zakonisht kur mbush një mot), zvjerdh. *Shkëput viçin (shelegët, gicatj. Mezi e shkëputi fëmijën.*

7. *zyrt.* Kaloj një fshat nga varësia e një rrethi
në varësinë e një rrethi tjetër ose e ndaj nga një fshat i bashkuar dhe e lidh drejtpërdrejt me rrethin e ana -sjelltas (në ndarjen administrative).

8. *fig. bised.* I jap fund një pune a një çështjeje që kam me dike; ndaj. *Shkëput hesapin me dike* a) ndërpres punën për dike, duke marrë të ho Hat e fundit që me takojnë për aq sa kam punuar; b) i sqaroj përfundimisht marrëdhëniet që kam me dike, i zgjidh çështjet që kam me të. *Ta shkëputim një here e mirë bashkë!*

SHKËPUTEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Ndahet, zakonisht shpejt, nga e tëra dhe bie poshtë a lëviz në një drejtim të caktuar; ikën menjëherë nga vendi i tij duke lëvizur me shpejtësi. *U shkëput një gur nga mali. U shkëput një shkëndijë. U shkëput një yll. Shkëputën elektronet. fiz. Aeroplani u shkëput ngapista (nga toka). Mendohet se Hëna është shkëputur nga Toka.*

*2.* Largohem nga dikush duke shkuar pak më tej; ndahem. *Nuk shkëputej nga e ëma* s'i ndahej s'ëmës. *U përqafuan e nuk shkëputeshin dot nga njëri-tjetri.*

3. Largohem, ndahem nga dikush a nga diçka, duke u bërë i huaj për të; pres lidh jet a marrëdhëniet me dike a

me diçka, dal nga një shoqëri, nga një or-ganizatë, nga një sistem etj.; dal me vete, fitoj më-vetësinë. *Të mos shkëputemi nga jeta (nga realiteti, nga masat, nga kolektivi). U shkëput nga familja. U shkëput nga feja (nga ideatizmi). U shkëput nga Balli Kombëtar. U shkëput nga sistemi kolonial (nga sistemi kapitalist). Përpjekjet e rilindësve për t'u shkëputur nga Turqia.*
4. Lirohem, iki, shpëtoj (duke këputur litarin a zinxhirin ose duke u çliruar nga duart e dikujt që me ka kapur). *Iu shkëput nga duart. U shkëput qeni nga zinxhiri.*
5. Ua kaloj shokëve dhe dal përpara (në një garë a në një ndeshje sportive); fitoj me shumë pike se kundërshtari a kundërshtarët dhe i lë mjaft prapa në klasifikim. *Çiklisti u shkëput nga grupi. "Dinamoja" u shkëput nga "Skënderbeu".*
6. Mbetem pas nga shokët a nga' ata më të cilët kam qenë bashkë; ndahem nga një grup, largohem a humbas lidhjen, mbetem vetëm. *U shkëput nga bri-gada. U shkëput nga kopeja. Mos u shkëput nga shokët!*
7. Ndërpres përkohësisht a përgjithnjë një punë ose një veprimtari; largohem për një kohë të shkurtër nga një vend a nga një punë për të shkuar diku. *Shkëputem nga puna (nga shkolla). Shkëputem nga arsimi. Shkëputu ndonjë ditë dhe eja!*
8. *Pës. e* SHKËPUT 1,3,5-7.
SHKËPUTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKËPUT, SHKËPUTEM.
*Shkëputja nga jeta (nga populli, nga masat). Shkë-putja nga sistemi kolonial. Shkëputja e viçave (e she-legëve). Shkollë pa shkëputje nga puna.*
*2. fig.* Mungesë lidhjeje, mungess vijimësie në veprime a në shtjellimin e diçkaje. *Shkëputje të më-dha ndërmjet mbrojtjes, gjysmëmbrojtjes dhe sulmit (në futboll). sport. Ka shkëputje ndërmjet kapitujve (ndërmjet lëndëve).*
3. *sport.* Një nga stilet e ngritjes së peshave. *Stiii i shkëputjes. Ngriti njëqind kilograms në shkëputje.*
SHKËPUTUR (i,e) *mb.* 1. Që ka mbetur vetëm duke u ndarë nga të tjerët.2. I rrallë, i veçantë. *Disa njerëz të shkëputur. Disa raste të shkëputura.*
3. Që është ndarë nga një tërësi dhe që nuk ka lidhje me pjesët e tjera. *Problem i shkëputur. Çështje e shkëputur.*
4. Që nuk është i plotë, që nuk përbën një tërësi, që nuk është i lidhur mirë, që përbëhet prej pjesësh të veçanta, i palidhur. *Njohuri të shkëputura. Men-dime të shkëputura. Pjesë të shkëputura.*
5. Që është veçuar nga dikush a nga diçka, që është shkëputur, i ndarë. *Gurë të shkëputur. Viçat (gicat, shelegët) e shkëputur. Rri i shkëputur.*
SHKËPUTUR *ndajf.* Në mënyrë të shkëputur, pa u lidhur me sendet e me çështjet e afërta. *E studioj (e vështroj) diçka shkëputur nga rrethanat.*
SHKËPUTURAZI *ndajf.* Shkëputur. *Nuk i sheh shkëputurazi njëra nga tjetra.*
SHKËRBE,~JA . *sh.* ~, ~TË *krahin.* 1. Bishë, egërsirë; shpend i madh grabitqar. *Shkërbetë e malit. I egër si shkërbe. Kacafyten si shkërbe.*
2. Përbindësh, lubi. *Shkërbe e shëmtuar.*
SHKËRBEJ *ka!.,* ~EVA, ~YER. Përpiqem të bëj diçka sipas një shëmbëlltyre, përpiqem të veproj pike për pike si dikush tjetër, imitoj; përqesh. *Shkër-ben ustanë. Shkërben zërin e bilbilit.*
SHKËRBIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes SHKËRBEJ.
SHKËRDHEC ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Tun-dësi i qumështit.
SHKËRMOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. 1. Laj a pas-troj mirë diçka duke e fërkuar ose duke e kruar. *Shkërmoj enët.*
2. *fig. keq.* Marr gjithçka të vlefshme që ka në një arkë a dollap, në një shtëpi etj., duke rrëmuar çdo skutë. *Na e shkërmoi shtëpinë. I shkërmoi dollapët (sënduqet).*
3. *vet. vet a III.* Rrëmon dheun (për derrat e shpen-dët). *Derrat po shkërmojnë. Shkërmon pula në pleh.*
SHKËRMOQ *kai,* ~A, ~UR. 1. Thërrmoj, grim-coj; përshesh. *Shkërmoq bukën (djathin). Shkërmoq dheun (token). Shkërmoq kripën. Shkërmoq një plis. Shkërmoq cigaren (duhanin). Shkërmoq me dorë. Mos e shkërmoq shumë!*
2. Shkoq; e ndaj në thelpinj. *Shkërmoqim miser. Shkërmoq një kallëz gruri. Shkërmoq hudhrat.*
3. *krahin.* Shkoq (paratë).
SHKËRMOQET *vetv.* 1. Thërrmohet, grimcohet. *Shkërmoqet suvaja. Shkërmoqen valët.*
2. Shkoqet. *Shkërmoqen kallinjtë.*
3. *Pës. e* SHKËRMOQ.
SHKËRMOQ JE,~ A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKËRMOQ, SHKËRMOQET.
SHKËRMOQUR (i,e) *mb.* Që është thërrmuar, që është bërë grimca-grimca. *Tokë e shkërmoqur. Pleh i shkërmoqur. Duhan i shkërmoqur* duhan jo i grirë, po i dërrmuar me duar.
SHKËRPICË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Shkëndijë, xixë. *Lëshon shkërpica.* 2. *fig.* Arsye e kotë, vjegëz. *Mos qit shkërpica!* SHKËSHIIXOJ *kai.,* ~OVA, ~UAR. E këshilloj
dike që të mos e bëjë një gjë; ia kthej mendjen di-kujt. *E shkëshilluan shokët.*
SHKISHËRfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fet.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKISHËROJ, SHK1-SHËROHEM. *Atdhetarët nuk u trembën nga matt-kimet e shkishërimet.*
SHKISHËROHEM *fet. Pës. e* SHKISHËROJ.
SHKISHËROJ *kai,* ~OVA, ~UAR *fet.* Dënoj dike duke e nxjerrë nga gjiri i kishës (zakonisht për të krishterët në vendet ku vepron krishterimi). *E shkh shëroi dhespoti. E shkishëruan se ishte patriot.*
SHKISHËRUAR (i,e) *mb. fet.* Që është dënuar duke u nxjerrë nga gjiri i kishës, që është shkishëruar (zakonisht për të ktishterët në vendet ku vepron krishterimi). *Vdiq i shkishëruar.*
SHKITHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Qaj pa lot, denes. *Shkithej e s'pushonte.*
SHKLEBUA, ~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË
*krahin.* Kombisht, kakaviç; shalqi i vogël që s'arrin të piqet.
SHKLESE *mb. vet. f.* Që çahet lehtë me dorë dhe që nuk e ka bërthamën të ngjitur me sharkun, çahje (për pemët); *kund.* mishje. *Pjeshkë shklese.*
SHKLESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Petavër, hartosë.
SHKLLUQ *kai,* ~A, ~UR. Pi përnjëherësh gjithë rakinë, verën etj. që ka një gotë, e kthej përnjëherësh, pi me një hov. *E shklluqi gotën (rakinë).*
SHKODRAN,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Shkodra ose ai që e ka prejardhjen nga Shkodra.
SHKODRAN,~E *mb.* Që ka të bëjë me Shkodrën ose me shkodranët, që është karakteristik për Shkod-drën ose për shkodranët, i Shkodrës ose i shkodra-nëve; që është

krijuar nga shkodranët. *Rinia shkod-rane. Shtëpitë shkodrane. Veshje shkodrane. Këngë shkodrane. Ahengu shkodran. Skuadra shkodrane. Delja (lopa) shkodrane.*
SHKODRANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHKODRAN,~I.
SHKODRANISHT *ndajf.* Në të folmen e Shkodrës; sipas mënyrës karakteristike të shkodranëve. *Flet shkodranisht. Këndon shkodranisht.*
SHKODRANlSHTE,~JA . E folmja e qytetit të Shkodrës dhe e rrethinave të tij. *Shkodranishtja letrare* variant i shqipes letrare, i formuar kryesisht mbi bazën e së folmes së qytetit të Shkodrës dhe të rrethinave të tij.
SHKOHET. 1. *Pës. e* SHKOJ. *Duhani shkohet në vargje. Shkohet në shoshë (në site).*
2. *Pavet. e* SHKOJ. *Atje nuk shkohet me këmbë. Nga shkohet me shkurt? Nuk shkohet dita pa punë. Nuk shkohet kuturu. Tu shkohet deri në fund pro-blemeve.*
Ishte larë e shkuar *shih te* LAHEM.
SHKOJ *jokal.,* SHKOVA, SHKCAR. 1. Lëviz nga një vend në një tjetër duke ecur me këmbë, ka-luar ose me një mjet transporti; eci në një vend në një mënyrë a në një tjetër. *Shkoj me këmbë (kaluar). Shkoj me kale (me tren, me autobus, me biçikletë, me aeroplan.) Po shkonte udhës. Shkonte poshtë e lart. Shkoj shpejt (ngadalë, me vrap). Shkonte çalë-çalë. Shkonte trapa-trapa* shkonte duke u tundur a lëkundur sa andej këtej (zakonisht për të dehurit).
2. Vete; mund të vete, mund të arrij; kaloj nëpër një vend. *Atje tani shkon automobili. Ai shkon edhe në majë të malit. Lumi shkon përmes fushës. Këtej shkoi ushtria. Shko ku të duash!*
3. Marr udhën a nisem për diku; vete diku dhe qëndroj aije për një fare kohe; vete diku për një punë a për një qëllim të caktuar. *Shkoi në fshat (në qytet, në Shkodër, jashtë shtetit). Shkoj në shtëpi (në dyqan, në ieatër). Shkoj në punë. Shkojmë në Kongres duar-plot. Shkoj me shërbim (me leje). Shkonte me dhen (me | dhi, me lope). Shkoi për peshk (për gjah). Shkoj për urim (për ngushëllim). Shkoi pas të birit. Ka shkuar të lahet (të qethet, të mjekohet). Shkoi partizan (vull-netar, ushtarj. Shkoi mësues në malësi. Nesër shkon nuse, Shkuan së bashku. Ku ka shkuar? I shkuan në ndihmë shokut.*
*4.* Lëviz nga një vend a nga një pike për të arritur në një vend a në një pike tjetër, duke përshkuar një rruge të caktuar (për mjetet e transportit e për disa vegla makinash a aparatesh); zhvendosem a lëviz në një drejtim të caktuar, vete. *Autobusi shkon për Kukës. Nuk shkon më tej gjilpëra (shigjeta) e aparatit. Shkon në fund. Shkon lart (poshtë, përpara, prapa, majtas, djathtas).*
5.Ndjek një shkollë, marr pjesë rregullisht në një veprimtari, vete vazhdimisht. *Shkon në shkollë. Shkoj në stërvitje. Nuk shkon me në pijetore.*
*6.',kal. bised.* Kaloj, kapërcej (zakonisht për rrje-dha uji); e bëj të kalojë përmes një vendi. *Sa të shkojmë këtë mal. Lumin e shkuan me trap. E shkoi ushtrinë përmes liqenit. E shkuan nëpër pazar. Inxhinieri e shkoi rrugën rrëzë malit.*
7. Largohem diku për të jetuar a për të punuar, ndërroj vend; largohem nga vendi ku jam, iki. *Shkoj në një shtëpi të re. Kane shkuar në lagjen tetë. Ka shkuar në një punë tjetër. Shkoi nga shtëpia. Shko tutjë! Mos shko që këtej! Shko më tej !*
8. *vet. veta HI.* Arrin te një pike e caktuar duke përshkuar një largësi; arrin atje ku duhet, soset; kalon, vete; përhapet. *Ushqimet u shkojnë me kafshë. Shtypi u shkon shpejt. Qarkorja u ka shkuar të gjitha rretheve. Uji u shkon të gjitha bimëve. Nuk i shkon benzina (vaji). Shkoi fjala (zëri) larg. I shkoi lajmi. I shkoi në vesh fjala.*
9. *vet. veta III.* Rrjedh jashtë, del (për lëngje). *shkuan lot. I shkoi shumë gjak. Shkoi gjaku lumë. U shkonte djersa rrëke. I shkuan djersë të ftohta (shtatë pale djersë). I shkuan hundët gjak (i shkoi gjak nga hundet). I shkojnë jargët. I shkon bark* e heq barku.
loi edhe *kal.* Me kalon poshtë, me zbret në stomak, me vjete (për ushqime); gëlltit, kapërdij, kaloj poshtë; futetj hyn, ngulet. *Me shkoi çaji shtrembër. Shkoj pështymën. S'i shkoj dot ilaçet. Nuk shkon gozhda (pyka, vidha) më tej. Nuk i shkon as buka, as uji* as i hahet, as i pihet.
lli *vet. veta III.* Shtrihet ose kalon përmes a për-gjatë diçkaje; shtrihet në hapësirë a në kohë deri në një cak. *Rruga shkon nëpër pyll (përmes arave, anës liqenit). Bredhi shkon gjer në dyzet metra. Zona e ahut shkon deri në 1600 metra lartësi. Drita elektrike ka shkuar në çdo fshat. Ka shkuar bora (deri) në gju. Shkoi fiaka në qiell. Rrushi shkon deri në nëntor. Mble-dhja shkoi deri në orën tetë. Nuk shkoi gjatë.*
12J edhe *kal. vet. veta HI.* Arrin një tregues të cak-
tuar; kushton, arrin një çmim; mbush një moshë të caktuar; vete *(edhe fig.). Sa shkoi ora? Sa ka shkuar temperatura? Sa shkoi bereqeti? Ai do të shkojë deri në njëqind vjet. Ka shkuar atje ku s'mban me (në grade të fundit). Nuk shkon deri atje ai. Shkoi deri atje sa...*
13. *fig.* Lëviz pa ndërprerë drejt diçkaje; eci përpara duke ndjekur një rrugë a një drejtim të caktuar pse duke pasur një qëllim a synim të caktuar; kaloj nga një gjendje në tjetrën. *Shkojmë drejt komiinizmit. Kapitalizmi shkon drejt shembjes. Grafiku shkon në ngritje (në rënie). Shkojmë nga fitorja në fitore. Shkon në udhë të mbarë. Shkoi në udhë të keqe.*
14. edhe *kal.* Kaloj një kohë të caktuar; jetoj në një mënyrë të caktuar; kapërcej; kalon, ikën, ecën (për kohën). *Shkojnë ditët (javët, muajt, vitet). Shkoi një ore. Shkoi dimri. Shkoi rinia (djalëria). Shkonin mirë (hollë, me kët). Shkuan një jetëbashkë. Shkoi tre vjet me atë pallto. Shkuam dhjetë vjet në këtë shtëpi. U shkoi koha këtyre gjërave. Vitin që shkoi. Sa shkoi ora? E shkon gjithë ditën me punë. E shkuan dimrin në Vlorë. E shkoi pleqërinë te djali i madh. Shkoj kohën me diçka* merrem me diçka për të mos u mër-zitur. *Shkoj jetën* jetoj, kaloj jetën. *Shkojnë jetë* bëjnë jetë të mirë.
15. *vet. veta HI bised.* Punon (për mekanizmat e aparatet). *Si të shkon ora (televizori) ? Shkon mirë.*
16. *fig.* Jam në një gjendje të caktuar fizike a shën-detësore; kam këto ose ato përfundime a arritje; vete, ecën; zhvillohet, përparon. *Shkoj mirë (keq). Si shkon me shëndet (me mësime, me punë) ?* D *Si je, si shkon? — Mirë* D. Si *shkon puna (stërvitja) ? Bujqësia shkon mirë. Të shkoftë puna mbarë! Biseda nuk shkonte. Nuk po u shkonte kënga.*
17. edhe *fig.* Ndjek dike në mendimet e sjelljet e tij, e miratoj; i përshtatem diçkaje; veproj në pajtim me të; veproj, punoj. *Shkon pas dikujt. I shkon prapa dikujt. I shkon pas qejfit (pas avazit, pas fyellit, pas oreksit) dikujt. Shkoj pas rregullores. Shkon pas modes. Shkon pas qerres (pas mendjes) s ë dikujt. Shkon nga të fryjë*

*era. Shkon pas be-rihasë. Shkoi pas rrymës. I shkon pas ujërave dikujt. Shkonin me anësi (me paramendim). Shkonte me që-llime të këqija. Shkonte me shpresë.*

18. *bised.* I vij rrotull, përpiqem t'i pëlqej dikujt për të arritur një qëllim a për të nxjerrë një përfitim; kam marrëdhënie dashurie a lidhje të ngushta me dike; shoqërohem. *shkon pas. Shkonte pas grave (me femra). Shkonte me djem. Me thuaj me kë shkon, të të them se kush je. fj. u.*

19. *vet. veta III bised.* Blihei a shitet lehtë, gjen blerës, qarkullon (për mallrat); e marrin, ka vlerë (për monedhat); bën punë, vlen, merret parasysh, ecën. *Shkonte mirë bereqeti (bagëtia). Ai mall nuk shkonte (shkonte me zor). Paraja letër nuk shkonte. Sa shkonte napoloni flori? Nuk shkonte zanati (diploma). I shkonte fjala (vula). Nuk i shkon firma. Nuk shkon ryshfeti. S'i shkuan hiletë (dredhitë, lajkat). Një arsye që s'shkon. Nuk të shkojnë këto. Nuk të shkon me mua! I shkoi edhe këtë radhë. Nuk i shkoi e tija. Shkoftë fjala jote!*

20. Pajtohem me dike nga karakteri, nga mendimet, nga shijet etj., kuptohem lehtë me të, merrem vesh; kam marrëdhënie të mira shoqërore a familjare me dike. *Shkon mirë me prindërit (me vëllanë). Shkojnë si vëllezër (si motra). Nuk shkonin ndërmjet tyre. Shkojnë shumë mirë (grurë, si mollë e pandarë, mjaltë,qumësht). Shkonin shumë keq (si macja me miun). Shkonin majë e brisk (thikë e brisk, majë me majë).*

21. *vet. veta III.* Përshtatet a pajtohet me diçka; me bic për shtat, është c përshtatshme për diçka; me ka hije; është e drejtë, qëndron; i vete *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore). Nuk i shkon kjo ngjyrë (kjo kravatë). Syzet i shkojnë shumë. Këpucët i shkojnë me pallton.* 5'I *shkon për shtat* nuk i ka hije, nuk i vete. *Nuk shkon ëmbëlsira pas frutave. Buka e ngrohtë shkon me djathë. Ka diçka që nuk shkon në këtë dhomë (në këtë punë). Misri shkon në tokat e rënda. Nuk të shkon kjo sjellje (ky veprim, kjo shaka, kjo fjalë). Kjo që tha nuk shkon fare.*

22. *kryes. veta III.* Përfundon diku, i kalon dikujt; bashkohet me dike; i bashkangjitet diçkaje. *Shkoi me grupin e të rriturve. Prindërit shkuan me djalin e vogël. Shtëpia u shkoi të bijve. Bashkëtingëllorja që ndodhet ndërmjet dy zanoresh, shkon me zanoren që vjen pas* (në ndarjen e fjalëve në fund të rreshtit).

23. *kryes. veta III fig. bised.* Vdes, nuk jetoj me, vete, shuhem. *Shkoi i shkreti! I shkoi djali. Shkoi kot. Na shkoi nëpër duar. Shkoi për tri ditë. Shkoi i ri (e re). Thashë se shkova.*

24. *vet. veta III bised.* Harxhohet, mbaron, ikën, prishet, vete. *shkuan paratë. Shkoi dëm tërë ai mall. Sa të shkonte në muaj? I shkoi fuqia. I shkuan këmbët* u lodh shumë, s'i lëviz dot me këmbët, s'ecën dot me. *U shkof mundimi kot. I shkoi shija (lezeti). I shkoi zëri. I shkoi ëmbëlsira. Shkoi kot. për një gozhdë shkoi potkoi. fj. u. për një pe, për një gjilpërë shkoi dëm një gunë e tërë. fj. u.*

25. edhe *kal. bised.* Kaloj një sëmundje e shërohem; *vet. veta HI* kalon, shërohet (për një sëmundje); ikën, largohet, fashitet (për një dhembje, një gjendje, një ndjenjë etj.). *E ka shkuar fruthin (kollën e mirë). S'ka shkuar asnjë sëmundje. Me shkoi dhembja. Me shkoi kolla (rrufa). Me shkoi plaga. Me shkoi këmba (dora, barku)* m'u shërua këmba (dora, barku). *Me shkoi koka (dhëmballa)* me pushoi dhembja e kokës (e dhëmballës). *Shkon lehtë ky grip. I shkoi frika (turpi, inati). Me shkoi gjumi. Shkoi shiu (vapa). Një fytyrë i shkonte, një i vinte.*

26. *vet. veta III.* Dërgohet diku për t'iu nënshtruar një veprimi të mëtejshëm a për të bërë një punë; jepet për ta futur në një punë, caktohet a harxhohet për një qëllim. *Shkon në shtyp (në përpunim). Fo-nde që shkojnë për arsimin. Kafshët që shkojnë për mish.*

27. *kal.* la nënshtroj dike a diçka një veprimi që kryhet me një mjet, kaloj; i bëj diçka. *Shkoj në site (në shoshë). Shkoj leshin në krehër. I shkuan në thikë (në satër, në plumb). I shkoj një lesë tokës. I shkoj një fshesë shtëpisë. I shkoj një tegel. I shkoj një sa-pun. I shkoj një zdrug. I shkoi edhe një dorë* i kaloi edhe një here furçën me bojë. *shkoi një sherbet dho-mës. I shkoj kosës një grihë. I shkoj makinën. bised.* e qeth deri në rrënjë. *Shkon të kuq (të bardhë) në faqe. Nuk ka shkuar brisk në faqe* s'është rruar asnjë-herë, është fare i ri. *Shkoi rrobat në krua (në lumë)* i shpëlau.

28. *kal.* Kaloj diçka sipër a përmes diçkaje ijetër, fut, shtie, vë; fërkoj, kaloj; vesh. *Shkoj dorën mbi fytyrë (sipër flokëve). Shkoj gjuhën mbi buzë. Shkoj perin në gjilpërë. Shkoj unazën në gisht. Shkoj një mish në hell. Shkoj rruazat. Shkoj duhanin (fiqtë) në spango. I shkon krahun dikujt. I shkoj llozin por-*

*tës. Shkoj në dhe një lastar hardhie. I shkoj boshtin rrotës. Shkoj këmishën në trup.*

29. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me përshkon trupin një ndjenjë që shfaqet dhe largohet shpejt. *shkuan të prera. Me shkuan të ngjethura (të dredhura) në trup. Me shkoi një e therur.*

30. *vet. veta HI.* Lëviz padashur, luan në mënyrë të pavullnetshme. *shkonin këmbët sa andej këtej. Trupi i shkonte sa para prapa. I shkonin sytë një andej një këtej. Me shkoi dora padashur.*

31. edhe *kal. bised.* la kaloj dikujt a diçkaje në një gjë, ia dal. *S'ia shkon (dot) njeri për këngë. Ua shkon edhe të rinjve. Ky i shkon të gjit he fiqtë nga ëmbëlsira. I ka shkuar shoqet.*

32. *fig.* I hyj diçkaje për ta njohur a për ta zgjidhur, thellohem në një çështje, depërtoj, futem. *Nuk i ka shkuar problemit deri në fund. I ka shkuar mjaft theltë trajtimit teorik. I shkoj në taban diçkaje.*

33. *bised.* Dështoj; lind pa kohë. *shkoi barra. I kanë shkuar dy fëmijë. U rrëzua dhe i shkoi fëmija.*

34. Përdoret në bashkëvajtje me një folje tjetër në përcjellore ose në të tashmen a në të pakryerën e dëftores për të treguar se veprimi rritet a forcohct shkallë-shkallë e vazhdimisht. *Shkon duke u përmirë-suar (duke u keqësuar, duke u pakësuar). Sa shkon e zgjerohet (rritet, trashet). Sa shkonte e dobësohej (tretej, zbukurohej).*

35. Përdoret para një foljeje tjetër në të njëjtën kohë, duke u lidhur më të me lidhëzën “e”, për ta paraqitur veprimin më të gjallë ose për të shprehur edhe qëndrimin jomiratues të folësit. *Shkoi e ra me këmbët e veta. Shkoi e e vrau. Shkon e ia thotë. Ku shkoi e e gjeti tanil*

• Sa s'ka ku të shkojë (ku të vejë) me (sa s'ka me) *shih te* KAM. Ishte larë e shkuar *shih te* LAHEM. Shkel e shko *shih te* SHKEL. Me shkon bic *shih te* BIC,~I. I shkon pas bishtit (i mban bishtin) *shih te* BISHT,~I. I shkoi bokë (puna) *shih te* BOKË,~A. Sbkoi (vajti) prapa diellit *shih te* DIELL,~I. Shkoi (vajti) në djali *shih te* DJALL,~I. Në djall të shkojë (të vejë)! *mallk. shih te* DJALL,~I. I shkon

(i vete, ia sjell) djathtazi *shih te* DJATHTAZI. I shkon (i vjen) për dore (ndoresh) *shih te* DORË,~A. Si do t'i shkojë (si do t'i vejë, si do t'i dale) filli *dikujt a diçkaje shih te* FILL,~I. Ka shkuar (është) në fije *dikush shih te* FIJE,~A. I shkon (i vjen) pas fljes (pas fillit) *dikujt shih te* FIJE,~A. Shkon (vete) fire *shih te* FIRË,~A<. I shkoi gand *shih te* GAND,~I. Shkon (vete) gjym *shih te* GJYM,~I. E shkoi në hell *dike shih te* HELL,~I. Shkoi pa hoxhë *dikush a diçka iron., vjet. shih te* HO-XHË,~A. Shkoi huq *shih te* HUQ. I shkoi (i kaloi) koha *dikujt a diçkaje* është vjetruar, nuk është me i përshtatshëm, nuk përdoret me. I shkoi (i iku) koka *shih te* KOKË,~A $_5$. Me shkon lak *shih te* LAK,~U. Ka shkuar (ka vajtur) larg *shih te* LARG. I shkoi (i ra) lodra *euf. shih te* LODËR,~RA. Me shkon (me vete) mendja për *diçka shih te* MEN-DJE,~A. Shkoj në mendje (ndër mend) *diçka shih te* MENDJE,~A. Me shkon ndër mend (në mendje) *shih te* MEND,~TË. Shkoj (vete) me mendje (me men-dimin) se... *shih te* MENDJE,~A. Shkon (bën) përpjetë *shih te* PËRPJETË. I shkon për piri (e ka për piri) *shih te* PIR,~I. Shkoi (vajti) plep *shih te* PLEP, ~I. Shkon (bën, merr) poshtë *shih te* POSHTË. Sapër të shkuar (për të kaluar) radhën *shih te* RADHË, ~A. Me shkon (me vete) syri te *dik ush a t e diç-k a shih te* SY,~RI. S'pa (udh?n) nga shkoi (nga vajti) *shih te* SHOH. I shkon (i vete) për shtat *dikujt shih te* SHTAT,~I. I vjen për shtat *dikujt shih te* SHTAT, ~I. I shkojnë (i venë) shtatë *thjesht-ligj. shih te* SHTATË. Shkoi (iku) më të shumtët *mos-përf. shih te* SHUMTË,~I (i). Shkon tatëpjetë *shih tek* TATËPJETË. E shkoj tatëpjetë *diçka shih tek* TATËPJETË. Shkoi te teshat *shih tek* TESHË,~A. I shkojnë urov *prej dikujt shih tek* UROV,~I. Shkoi (doli) va pa va *shih te* VA,~U. Shkon (ecën) si në vaj *shih te* VAJ,~I. Shkon në vend (fjala) *shih te* VËND,~I. Shkoi e vajti *diçka* a) mori fund, u prish dhe nuk tnund të bëhet me siç ka qenë; b) qu-het e mbyllur, e përfunduar dhe nuk mund të shtrohet prapë (një çështje). I shkoi (i ra, i hyri, i erdhi) në vesh *dilçka shih te* VESH,~I. S'i shkon (s'i del) as në vesh *shih të* VESH,~I. Bli ditë e shko *shih te* BLE.J. S'di sa (ku) shkon tërshëra *shih tek* TËR-SHËRË,~A. Shkoi (vajti) në Berat për një masat *shih te* MASAT,~I. Shkoi për (për të bërë) vorba (vegsha) *iron, shih te* VORBË,~A. Shkon në bukë të vet *shih te* BUKË,~A. I shkoi (i vajti) buza (goja) prapa (prapa veshit) *shih te* PRAPA. I shkoi (i vajti) buza (goja) (vesh me vesh) *shih te* VESH, ~I. Shkoi (vajti) s! cjapi te kasapi *shih te* CJAP,~I. Ka shkuar (ka vajtur) dielli një hosten *shih te* DIELL, ~I. Shkon (kthehet) nga të fryjë era *shift tek* ERË,~A. Shkoi si dash kurbani *shih te* KURBAN,~I$_2$. Shkoi dushk për gogla *shih te* GOGËL,~LA. Shkoi (vajti) për dhjamë qeni *shih te* DHJAMË,~I. Shkoi (vajti) në fill të vdekjes *shih te* VDEKJE,~A. Me shkon (me lëshon, me rrjedh) goja lëng *shih te* LËNG,~U. Shkoi (u be) gjaku gjer në gju *shih te* GJU,~RI. Shkojnë gjak e lak *shih te* GJAK,~U. Shkoi (rrodhi) gjaka rrëke (Iumë) *shih te* RRËKE,~JA. Shkon (e ka, është) gjajpë e vaj *me dike shih te* GJALPË,~I. Me vajti (me shkoi, me doli) gjuha yrapa *shih te* PRAPA. Nuk i shkoi kali (gomari) në udhë (në urë) edhe *poh. shih tek* UDHË,~A. Shkon (ecën) me këmbë plumbi *shih te* PLUMB,~I. Shkon (bredh, shëtit) lule me lule *dikush keq. shih te* LULE,~JA. Shkoi lyre le-shi *dikush a diçka shih te* LYRË,~A. Shkova në majë të briskut *shih te* BRISK, ~U. Shkoi (humbi, e pësoi) për mendtë e kokës (e kresë) *shih te* MEND,~TË. Shkojnë mykë e pykë *shih fe*MYKË, ~A. I shkoi (gjithë) nata në gjunjë *shih te* GJU,~RI. Shlcoi (u dogj) edhe i njomi (bashkë) me të thatin *shih te* NJOMË (i,e). Shkoi (u dogj) i njomi për të thatin *shih te* NJOMË (i,e). I shkon (i vete, i ecën) puna f jollë *shih te* FJOLLË,~A. I shkon (puna) grurë *shih' te* GRURË,~I. Me shkoi puna kryq *shih te* KRYQ,~I. Shkoi (u vra) si qeni në vresht (në rrush) *shih te* QEN,~I. Shkoi (humbi) si sëpata pa bisht *shih[1] te* BISHT,~I. Iku (shkoi, ia mbathi) nga (ku) sytë këmbët *shih te* SY,~RI. I shkon (i ka hije) si shala gomarit *iron, shih te* SHALË,~A. Shkon (vete) me shoshë për ujë (mbush ujë me shoshë) *shih te* SHOSHË, ~A. Shkonte nga (ku) e shpinin këmbët *shih te* KËM-BË,~A. I shkojnë shtatë (tetë) në qase *shih te* SHTATË. I shkon tymi drejI (gjyryk) *shih tek* TYM,~I. Ta shkon (ta çon, ta lëshon, ta fut, ta kalon) ujët (ujin) nën rrogoz (nën hasër, nën vete) *shih te* RROGOZ,~I. Shkon (bie) në vesb të shnrdhër *shih te* SHURDHËR (i,e). E shkoi (e kaloi, e futi) në vrimë të gjilpërës *dike shih te* GJILPËRË,~A. I shkoi (i ra) zemra te thembra *shih te* THEMBËR,~RA. Një here shkoi
lepuri mbi urë edhe *iron, shih tek* URË,~A i. La dasmën e shkoi për shkarpa *shih te* SHKARPË,~A. Lë të vdekurin e shkon në dasmë *shih te* VDEKUR,~I (i). Kur shkoi lata, të shkojë edhe sëpata *shih te* LATË,~A. Shkoi (hyri) shul e erdhi (doli) lloz *shih te* SHUL,~I. Ia shkoi (ia vuri) këmbët në rrip të dyfekut *shih te* DY-FEK,~U. Shkoi vapa me gushtin)". *u. shih te* GUSHT, ~I. Gjoj njëherë bari, pastaj shko e bli dhi *fj. u. shih te* BARI,~U. Kush shkon pas brumbullit, te plehu do ta shpjerë . *u. shih te* BRUMBULL,~I. Me mirë të shkojë kryet (koka) se fytyra. *u. shih te* KRYE,~T. Qentë Ie të lehin, karvani shkon përpara *fj. u. shih te* LEH. Shkoi shyta të kërkojë brirët, Ia edhe veshët *fj. u. iron, shih te* SHYTË,~A. Tymi të shkojë drejt, pa Ie të jetë oxhaku i shtrembër! *fj. u. shih tek* TYM,~I.

SHKOJËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. Vrimëz e lëkurës, por.

SHKOKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Koçani i misrit, misërishte.

SHKOKËLIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit 1 të foljeve SHKOKËLOJ, SHKOKËLOHEM. *Makinë për shkokëlimin e misrit.*

SHKOKËLOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bie kokrra-kokrra, bëhet kokrra-kokrra, shkoqet vetiu. *Shkokëlohet gruri. Ky rrush shkokëlohet kur piqet.*

2. *fig. bised.* Gajas së qeshuri, shqyhem gazit, me zbërthehen brinjët së qeshuri. *U shkokëlua së qeshuri.*

3. *Pës. e* SHKOKËLOJ.

SHKOKËLOJ ta., ~OVA, ~UAR. *1.* E bëj
kokrra (zakonisht për misrin); shkoq; thërrmoj. *Shkokëloj miser (me dorë, duke e rrahur). Shkokëloj bathët. Shiu e shkokëloi grurin. Shkokëloj plisat.*

*2. fig.* Shkoklavit, çngatërroj; e zbërthej në pjesët përbërëse më të vogla; sqaroj, zgjidh. *Shkokëloj një çështje (një punë).*

3. *fig. bised.* E bëj të gajaset së qeshuri, e bëj të shqyhet gazit. *Na shkokëloi me qyfyre!*

SHKOKËLUAR (i,e) *mb.* Që është bërë kokrra (zakonisht për misrin); i shkoqur; i thërrmuar. *Miser i shkokëluar.*

SHKOKËRDHOHEM *vetv. krahin.* Këputem në mes duke mbajtur në shpinë pesha të rënda, këputem nga një punë e rëndë; lodhem së tepërmi, zgërlaqem nga lodhja.

*U shkokërdhua duke mbajtur gurë. Shko-kërdhoheshin duke punuar.*
SHKOKËRDHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Rrah dike fort duke e dëmtuar në kryqe e duke bërë që të ecë si i këputur në mes, e këput në mes. *E rrahu sa e shkokërdhoi.*
SHKOKËRDHUAR (i,e) *mb. krahin.* Që është i dëmtuar në kryqe dhe që ecën si i këputur në mes.
SHKOKËRROHET *vetv. 1.* Shkoqet, shkokëlohet vetiu. *Shkokërrohet gruri.*
2. *Pës. e* SHKOKËRROJ. *Misri shkokërrohet me makinë ose me dorë.*
SHKOKËRROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Shkoq, shkokëloj. *Shkokërroj miser. Shkokërroj rrushin.*
SHKOKLAVfT (SHKOKLAVIS) a.,~A, ~UR. 1. Çngatërroj (një fije etj. që është cgatërruar);*kund.* koklavit. *Shkoklavit litarin (perin, spangon). Shkoklavit bishtin e kalit.*
2. *fig.* Sqaroj një çështje të ngatërruar duke zbu-luar hap pas hapi pjesët përbërëse të saj; *kund.* koklavit. *Mezi e shkoklaviti atë çështje.*
SHKOKLAVlTEM *vetv. t. vet. vela III.* Çngatë-rrohet vetë (një fije etj. që është ngatërruar); *kund.* koklavitet. *V shkoklavit vetë (litari, filli).*
2. *vet. veto III fig.* Sqarohet vetiu një çështje e ngatërruar, bëhet e lehtë për t'u zgjidhur; *kund.* koklavitet. *U shkoklavit vetë puna.*
3. *fig.* Dal nga një punë ku kam qenë i përzier e i ngatërruar; *kund.* koklavitem. *Mezi u shkoklavit nga ajo punë.*
4. *Pës. e* SHKOKLAVIT. *Nuk shkoklavitet ndryshe.*
SHKOLIT (SHKOLIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shqit (zakonisht për diçka që është e ngjitur me një lëndë ngjitëse, me kallaj etj.). *Shkolit zarfin.*
*2. bised.* Rrëzoj diçka përtokë, e prish duke e bërë copë-copë, e shkoq. *E shkolitën shtëpinë e vjetër. E shkoliti murin.*
3. *fig. bised.* Zgjidh, sqaroj përfundimishi (një çështje, një punë). *Shkolit një çështje (një punë).*
SHKOLITEM *vetv.* I. *vet. veto III.* Shqitet (zakonisht për diçka që është e ngjitur me lëndë ngjitëse, me kallaj etj.). *U shkolit bishti i xhezves (doreza e gjy~ mit). lu shkolit unaza (vëthi).*
2. *fig. bised.* Ndahem, largohem nga dikush, i shqitem; *vet. veta III* ndahet, shqitet. *lu shkolitën buzët* filloi të flasë, hapi gojën. *Nuk i shkoliteshin sytë nga i biri. Mezi m'u shkolit. Nuk të shkolitet lehtë ai.*
3. *fig. bised.* Zgjidhet, siarohet përfundimisht, shkoklavitet (një çështje, një punë). Si *do të shkolitet ajo punë?*
*4. Pës. e* SHKOLIT.
SHKOLtTJE,~A . Veprimi sipas kuptimit 1 të foljeve SHKOLIT, SHKOUTEM.
SHKOLITUR (i,e) *mb.* Që është shqitur, që është shkolitur. *Ulluk i shkolitur. Zarf i shkolitur.*
SHKOLONIZlM,~I *m.* Fitimi i pavarësisë nga një vend që ka qenë koloni dhe dalja e tij si shtet me vete; mbarimi i sundimit kolonial në një vend a në një kontinent. *Shkolonizimi i Afrikës. Procesi i shko-lonizimit.*
SHKOLLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Nxënës i një shkolle tetëvjeçare a të mesme. *Shkollarët e vegjël. Shkollarët e kryeqytetit.*
*2. bised.* Njeri i mësuar, njeri me shkolle. *Shkollarët e fshatit.*
3. *krahin.* Mësues.
SHKOLLAR,~E *mb.* 1. *shih* SHKOLLOR,~E $_2$.
2. I ditur, i mësuar, që ka bërë shkolle. *Njerëz shko-llarë. E ka nusen shkollare.*
3. *vjet.* Shkollor.
SHKOLLARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHKOLLAR,~I.
SHKOLLARIS *kal.,* ~^A, ~UR. I heq kollën një pëlhure prej pambuku (që të ngjyroset në mënyrë të njëtrajtshme). *Para ngjyrosjes e shkollarisim.*
SHKOLLARfSET. *Pës. e* SHKOLLARIS.
SHKOLLARISJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKOLLARIS, SHKOLLARISET. *Agre-gati i shkollarisjes.*
SHKOLLARlST,~E *mb. keq.* Që është karakte-ristik për mënyrën si veprohet në shkolle e si veprojnë nxënësit, që është i thjeshtuar, i ngushtuar e jokri-jues; që nuk është i lidhur në mënyrë të gjallë me jetën. *Trajtim shkollarist. Në mënyrë shkollariste.*
SHKOLLARIZËM,~MI *m. keq.* Trajtimi i çësh-tjeve ashtu si veprohet në shkolle a si veprojnë nxënësit e shkollës tetëvjeçare; mënyrë e thjeshtuar, e ngushtë dhe jokrijuese për trajtimin a për studimin e çështjeve. *Shfaqje të shkollarizmit. Me në shkollari-zëm.*
SHKOLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Institucion arsimor ku meson dhe edukohet në mënyrë të orga-nizuar brezi i ri; një institucion i tillë i specializuar; ndërtesa e këtij institucioni; *përmb. bised.* tërësia e nxënesve dhe e punonjësve të këtij institucioni. *Shkolle fillore (tetëvjeçare, e mesme, e lartë). Shkolle in-dustriale (bujqësore, pedagogjike, ushtarake). Shkolle normale. vjet. Shkolle qytetëse. vjet. Shkolle unike. vjet. Shkolle ushtrimore. Shkolle e ditës (e mbrëmjes). Shkolle fshati. Shkolle e arsimit të përgjithshëm. Shko-Uat pa shkëputje nga puna. Kopshti (oborri) i shkollës. Bankat e shkollës. Drejtori i shkollës. Shok shkolle. Festivali i shkollave. Brenda dhe jashtë shkollës. Në bazë shkolle. Hyri (vete, shkon) në shkolle. Ndjek (mba-roi) shkollën. E la shkollën. Jane ndërtuar shumë shkolla. Lyejnë (zbukurojnë) shkollën. Shkoj në ki-nema me shkollën. Parakalojnë shkollat e kryeqytetit. Shkolla të hap sytë.*
2. Sistemi arsimor i një vendi; tërësia e institu-cioneve arsimore. *Shkolla shqipe. Shkolla kombëtare. Shkolla e riorganizuar. Shkolla jonë e re. Shkolla bor-gjeze. Shkolla e vjetër. Revolucionarizimi (demokra-tizimi, poliieknizimi) i shkollës. Shekullarizimi i shkollës. Lidhja e shkollës me jetën.*
3. *fig.* Burim mësimesh e njohurish, veprimtari gjatë së cilës njeriu fiton përvojë të pasur dhe edukohet. *Shkolla e madhe e jetës. Shkolla e Luftës Na-cionalçlirimtare. Shkolla e punës (e prodhimit). Shkolle edukimi. Shkolle e komunizmit. Ushtria është një shkolle e madhe. Aksionet janë shkolle e kalitjes re-volucionare të rinisë.*
4. Arsim, mësim; zotërimi i shkrimit e i këndimit. *Njeri me (pa) shkolle. Ka (bërë) shkolle të madhe. Nuk di (nuk ka) shkolle. E ka shkollën më të vjedhur. I dha shkolle djalit. Sa shkolle ka?*
5. Drejtim i caktuar në fushën e shkencës, të artit, të letërsisë etj., që ka disa panme e metoda të veçanta; rrymë; tërësia e parimeve krijuese dhe e metodave të një drejtimi të tillë; *përmb.* tërësia e atyre që ndjekin një

drejtim të tillë. *Shkolle letrare (filozofike). Shkolla romantike (klasike, realiste). Shkolle materialiste (idealiste). Shkolla e piktorëve mesjetarë shqiptarë (e Onufrit). Shkolla e fjalëve dhe e sendeve. gjuh.*
6. *usht.* Stërvitje, mësim. *Shkolle shënjimi.*
*it* Në bankat e shkollës në kohën kur dikush vijon mësimet në shkolle. Ka bërë shkollën e shejtanit *keq. shih te* SHEJTAN,~I. U ulën në bankat e shkollës *shih tek* ULEM. Shkolle e lire ushtarake *usht. shih te* LIRE (i,e).
SHKOLLlM,~r m. Veprimi sipas kuptimeve tëfoljeve SHKOLLOJ, SHKOLLOHEM. *Shkollimi i fëmijëve (i vajzave). Shkollimi i punonjësve. Format e shkollimit. Vazhdojnë shkollimin.*
SHKOLLOHEM *vetv.* Shkoj në shkoilë që të më-soj dhe të edukohem; marr arsim. *Dëshira për t'u shkolluar. U shkollua në vendlindje. Jane shkolluar së bashku.*
SHKOLLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E dërgoj në shkoilë që të mësojë dhe të edukohet; i jap arsim. *Shkollojmë fëmijët (rininë).*
SHKOLLOR,~E *mb.* 1. Që i përket shkollës (krye-sisht tetëvjeçare e të mesme); që ka të bëjë me shkollën dhe me procesin mësimor; që është bërë për sHkollëtl dhe për procesin mësimor. *Botime (tekste, prpgrame) shkollore. Ndërtesa (orendi) shkollore. Viti shkollor. Pushimet shkollore. Uniforma shkollore. Rrjeti shkollor. Detyrimi shkollor. Mosha shkollore* mosha nga 6-7 deri në 18-19 vjeç, kur fëmijët ndjekin shkollën fillore dhe shkollën e mesme.
2. Që ndjek shkollën, që meson në shkoilë. *Rinia shkollore.*
SHKOLLUAR (i,e) *mb.* Që ka ndjekur shkollën, që ka marrë arsim e dituri, që është shkolluar; i ditur. *Rtni e shkolluar. Njerëz të shkolluar. Gra të shkolluara. Popull i shkolluar.*
SHKOMBËTARIZlM,~I *m.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve SHKOMBËTARIZOJ, SHKOMBË-TARIZOHEM. *Politika e shkombëtarizimit. Rreziku i shkombëtarizimit.*
SHKOMBËTARIZOHEM *vetv.* I. Humbas tiparet themelore që me dallojnë si pjesëtar i një kombësie a i një kombi (gjuhën, kulturën, zakonet etj.), humbas kombësinë. *Jane shkombëtarizuar para disa shekujsh.*
2. *Pës. e* SHKOMBËTARIZOJ. *Nuk u shkombë-tarizuan dot nga pushtuesit.*
SHKOMBËTARIZOJ *kaL* ~OVA, ~UAR. E
bëj të humbasë tiparet themelore që e dallojnë si pjesëtar të një kombësie a të një kombi fgjuhën, kulturën, zakonet etj.), e bëj të humbasë kombësinë. *Pushtuesit përpiqen t'i shkombëtarizojnë popujt e shtypur.*
SHKOMBËTARIZUAR (i,e) *mb.* Që ka humbur tiparet themelore, të cilat e dallojnë si pjesëtar të një kombësie a të një kombi, që ka humbur kombësinë. *Pakica të shkombëtarizuara. Fshatra arbëreshe të shkombëtarizuara.*
SHKOMBËTARIZCES,~E *mb.* Që i shërben shkombëtarizimit, që ka për qëllim shkombëtarizimin. *Masa shkombëtarizuese. Veprimtari (politikë, pro-pagandë) shkombëtarizuese.*
SHKOP; ~I m. *sh.* ~INJ, ~INJTË. 1. Një cope dru i hollë e i gjatë, që shërben për t'u mbështetur kur ecim, për të goditur a për punë të tjera, *Shkop i gjatë. Shkop thane. Shkopi i bariut. Kërcim me shkop. sport. Shkop e cingël* lojë fëmijësh, cingëlthi. *rrëfeu shkopin. E zuri (e rrahu, i ra) me shkop. Kullot dhentë me shkop* e shfrytëzoj kullotën ngastra-ngastra, nuk i lëshoj dhentë të kullotin nga të duan. *Kullot dhentë pa shkop* i lëshoj dhentë të kullotin nga të duan. *Kur s'ke shokun, pyet shkopin. fj. u.*
*2.* Mjet a send i hollë, i gjatë e i rrumbullakët prej druri, prej gome etj., që përdoret për qëllime të ndrysh-më. *Shkopi i stafetës. sport. Shkop gome* mjet prej
gome të forte, i gjatë e i rrumbullakët, që e përdorin policët në vendet kapitaliste për të shpërndarë de-monstratat e masave punonjëse.,
3. Bastun. *Ecën me shkop.*
4. Kunj i drunjtë që bashkon shtizën e parmendës me veshët. *U thye shkopi.*
5. *fig. bised.* Një e qëlluar me dajak a me dru, goditje. *tregoj (i rrëfej) shkopin. Ai do një shkop të mirë. I dhanë (hëngri) tridhjetë shkopinj.*
6. *fig. bised.* Qortim i rëndë; detyrim me force, dhunë; kërcënim. *Me shkop* me detyrim, me dajak. *Disiplina e shkopit. Bien shkopinjtë mb i dike.*
7. *vet. sh.* Dy thupra të vogla që përdoren zakonisht në vendet e Azisë Lindore e Juglindore për të ngrënë gjellë të ndryshme. *Hani oriz me shkopinj.*
8. *fig. keq.* Njeri i trashë nga mendja, hu. *Është shkop ai.*
9. *përd. mb.* Shumë i dobët (nga trupi). *Ishte bërë shkop!*
•*k* U be për shkop u plak sa nuk mund të ecë dot -pa u mbështetur në shkop. Me një të rënë të shkopit si me magji, menjëherë e me lehtësi, pa u munduar e pa u përpjekur. Me shkopin magjik menjëherë e pa mundim, me një të thënë; si çudibërës. I bindet shkopit të dirigjentit (të dirigjuesit) *libr. shih te* DIR1GJENT, ~L Ka gjetur shkopi doçen *keq.* ka gjetur tenxherja ka-pakun. E ha barin pa shkop *keq.* vepron lirisht, nuk e pengon asgjë, livadhis. S'ia ha qeni shkopin *shih te* QEN,~I. E heq shkopin zvarrë është njeri i urtë, nuk trazon njeri, s'i bie njeriu në qafë. Ishte me plaçka në shkop *shih te* PLAÇKË,~A. Vetë zot, ?etë shkop *shih te* ZOT,~I n. I Të (i fut) shkopinj në rrota i nxjerr pengesa e ngatërresa, e pengoj në punën e tij, i nxjerr telashe. Kujto (zër në gojë) qenin, rrëmbe (bëj gati) shkopin . *u. shih te* QEN,~I. Shkopin, po e ndyve të tërë, s'ke ku e kap *fj. u. shih te* NDYJ.
SHKOPIT (SHKOPIS) *kal.,* —A, ~UR. Rrah
dike me shkop, qëlloj me shkop. *E shkopitën mirë e mirë (paq).*
SHKOPKUQE,~-JA . *bot.* Mëllagjër, shtopje.
SHKOPSlT (SHKOPSIS) *kal.,* ~A, ~UR. Zbër-thej kopsat; zbërthej një veshje; *kund.* kopsit. *Shkop-sit xhaketën (pallton, jelekun, bluzën). Shkopsit kë-mishën (jakën). Shkopsit dy kopsa.*
SHKOPSlTEM *vetv.* 1. Zbërthej kopsat e rrobave që kam veshur; zbërthej një veshje; *kund.* kopsitem. *Mos u shkopsit!*
.1. *vet. veto HI.* Dei kopsa nga vrima, zbërthehet kopsa; zbërthehet një veshje. *ishte shkopsitur je-leku.*
SHKOPSlTJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKOPSIT, SHKOPSITEM.
SHKOPSITUR (i,e) *mb.* Që i ka rrobat të shkop-situra (zakonisht për këmishën e bluzën); që Sshtë shkopsitur. *Me xhaketë (me pallto) të shkopsitur. Ushtari nuk duhet të rrijë i shkopsitur.*
SHKOPTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Shkop i vogël; diçka që i ngjan një shkopi të vogël. *Shkopthat e tuberkulozit. mjek.* bacilet e tuberkulozit. *Bacil në trajtë shkopthi.*

2. *anat. kryes. sh.* Qeliza nervore shumë të ndjesh-me ndaj dritës në rrjetëzën e syrit td njeriut dhe tëkafshëve kurrizore, që duken si shkopinj të vegjël. 3. Shkopi i parmendës.
SHKOQ *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ndaj kokrrat nga kalliri a nga bishtaja, e bëj kokrra-kokrra. *Shkoq miser. Shkoq kallëza. Shkoq fasulet (bizelet). Makinë për të shkoqur,*
2. Thërrmoj, e bëj thërrime, shkërmoq. *U shkoq bukë pulave. Shkoq brumin për të bërë trahana. Shkoq dheun (plisat).*
3. Shpërndaj, përhap, bëj kokrra; ndaj veç e veç njësitë nga një e tërë, lëshoj një nga një. *Shkoq fi~ shekët nga gjerdani. Shkoq tespihet. Shkoq forcat (në luftim). Shkoq një famiije.*
4. *bised.* Ndaj, shkëput, shkul; ndaj dy veta që zihen (edhe *fig.). Mezi e shkoqi gurin e pragut. Duhet ta shkoqim prej shokëve të këqij. U kacafytën dhe mezi i shkoqën.*
5. *bised.* Sqaroj një çështje, shpjegoj një punë a një çështje me hollësi; shkoqii. *Nuk e shkoqën punën. Shkoq mendimin. Ma shkoqi gjerë e gjatë. Shkoqi programin e qeverisë. vjet.*
*6. bised.* Thyej paratë, i bëj të vogla. *Mund të ma shkoqni këtë njëqindlekëshel*
SHKOQEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet kokrra-kokrra vetiu. *Tërshëra (grwri) shkoqet lehtë. U shkoqën kallinjtë.*
2. *vet. veta III.* Thërrmohet, bëhet thërrime. *Shkoqet buka (djathi). Guri i mokrës nuk shkoqet.*
3. *zakon. sh.* Përhapemi, shpërndahemi, bëhemi kokrra-kokrra (kur kemi qenë të bashkuar). *Radhët e armiqve (forcat armike) u shkoqën. U shkoq fa-milja. U shkoqën anembanë vendit.*
4. *bised.* Ndahem, shkëputem (edhe *fig.). Jane shoqe të ngushta, nuk shkoqën kurrë. Mezi u shkoq prej tij. U shkoq reja prej malit. U përqafuan me mall dhe nuk shkoqeshin. Nuk shkoqej dot nga trualli i të parëve.*
5. *vet. veta III bised.* Sqarohet, zgjidhet; shkoqitet. *Nuk u shkoq kjo punë?*
<>. *bised.* Tretem, dobësohem (nga sëmundjet); lo-dhem shumë, këputem, me bien kockat (nga puna); gajasem. *Është shkoqur fare (nga sëmundja). U shkoq duke mbajtur dru. U shkoq së ecuri. U shkoqën së qe-shuri.*
7. *fig. bised.* Kënaqem, shkrihem. *U shkoqëm në diell. U shkoqëm në muhabet.*
8. *fig.* Dallohet gjithnjë e me qartë së largu. *Po shkoqeshin shtëpitë e fshatit.*
*9. Pës. e* SHKOQ. *Misri shkoqet shpejt me makinë. Të mos shkoqën forcat!*
SHKOQËS,~E *mb.* 1. Që shërben për të shkoqur. *Makinë shkoqëse (misri).*
2. 5i *em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Makinë që shërben për të shkoqur. *Shkoqëse misri.*
SHKOQlT *(SHKOQIS) kal.,* ~A, ~UR. 1. Sqaroj një çështje me hollësi, shpjegoj qartë diçka; zbërthej; parashtroj, shtjelloj. *E shkoqitëm punën. Shkoqit fjalët e dikujt. Na e shkoqiti fill e për pe (gjerë e gjatë). Pa na e shkoqit me mirë! I shkoqiti detyrat një nga një.*
2. *bised.* Dalloj, shquaj. *Shkoqitëm së largu ca itjerëz (ca shtëpi). Nuk e shkoqiti dot se ç'ishte shkruar.*
SHKOQITEM *vetv.* 1. Laj një llogari me dike, as me ka e as i kam me, lahem me dike. *U shkoqitëm me të.*
2. *Pës. e* SHKOQIT.
SHKOQITËS,~E *mb.* Që i sqaron çështjet me hollësi, që shpjegon qartë, që zbërthen diçka; i ho llësishëm e i qartë. *Raport shkoqitës. Parathënie shko-qitëse. Qarkore shkoqitëse. Përgjigje shkoqitëse.*
SHKOQlTJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKOQIT, SHKOQITËM. *Shkoqitja e çështjes.*
2. Sqarim, shpjegim. *Jap (kërkoj) shkoqitje.*
SHKOQITUR (i,e) *mb.* I hollësishëm, i imët, i zbërthyer; i qartë, që nuk lë vend për dyshim a mos-kuptim. *Përgjigje e shkoqitur. Rregullat të jenë më të shkoqitura! T'i kemi fjalët të shkoqiiura!*
SHKOQJE,~A . Veprimi sipas kuptimit 1 të foljeve SHKOQ, SHKOQËM. *Shkoqja e misrit (e kikirikut, efasuleve).*
SHKOQUR (i,e) *mb.* 1. Që është ndarë nga ka-Uiri a nga bishtaja, që është bërë kokrra-kokrra, që është shkoqur. *Miser i shkoqur. Kokrra të shkoqur a.*
2. I thërrmuar, që është bërë thërrime; i shkrifët, kokrra-kokrra. *Dhe (gur) i shkoqur. Djathë i shkoqur. Pilaf i shkoqur.*
3. I shpërndarë, i shkëputur nga të tjerët, i për-hapur. *Ishin (mbetën) të ndarë e të shkoqur.*
4. *bised.* I shkoqitur. *Lajme të shkoqur a. Mendim i shkoqur. I ka fjalët të shkoqura.*
5. *bised.* I thyer, i vogël (për paratë). *Para të shkoqura.*
6. *si em.* ~A, ~AT (të) . *vet. sh.* Para të shkoqura, para të vogla, të holla. *S'kam të shkoqura.*
SHKOQUR *ndajf.* 1. Duke i shqiptuar fjalët në mënyrë të qartë e të plotë, pa i ngatërruar njëra me tjetrën; në mënyrë të dallueshme. *Flet shkoqur. I thotë fjalët shkoqur. Shqiptoj shkoqur. U dëgjua shkoqur.*
*1.* Me hollësi, me imtësi; qartë, pa lënë shteg për dyshim a moskuptim; cope, pa dredha. *Po ta them shkoqur. lu përgjigj shkoqur. la tregoi shkoqur. Fol me shkoqur! Del shkoqur se...*
SHKORDH *kal.,* ~A, ~UR. Shfryj; shkreh.
SHKORDHEM *vetv.* 1. Shfryhem; bie nga trupi. *Pse është shkordhur kështu?*
.2. Shkrehem, këputem. *U shkordh fare nga sëmundja.*
SHKORDHËT (i,e) *mb.* 1. I shfryrë.
2. I shkrehur, i zdërlaqur, i qullët, pa fuqi. *Pse rri si i shkordhët?*
SHKORDHUR (i,e) *mb.* I shkordhët.
SHKORSË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Qilim i thjeshtë, i punuar zakonisht me lesh dhie, cergë; mbu-lesë e leshtë, velenxë; rrobë e thjeshtë që përdoret për ta shtruar a për t'u mbuluar. *Shkorsë e dhirtë. Shkorsë e vjetër. Shkorsë liri (kërpi). Me një shkorsë krahëve. Shtroj (shkund) shkorsën.*
SHKORSË,~A II . *sh.* ~A, ~AT. Trine thup-rash e Iyer me baltë, që vendosej mbi vatër për të ruajtur trarët nga shkëndijat (në disa krahina ku endiznin zjarrin në mes të shtëpisë); pjesë e oxhakut të thjeshtë, e bërë prej një trine në trajtë hinke të Iyer me baltë, që shërbente për të mbledhur e për të nxjerrë jashtë tymin dhe për të ruajtur trarët nga shkëndijat.
SHKORRET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vend me shku-rre të dendura e me driza. *Shkorret mesdhetar. Doli nga shkorreti. Nxin si shkorret.*
SHKOTA,~T . *vet. sh. krahin.* Të përbrendshmet e kafshëve dhe të njeriut. *Ia hoqi shkotat berrit.*
• Iu ndezën shkotat u inatos, u nxeh shumë. Mos m'i fryj shkotat! mos me mërzii, mos me inatos!

SHKOZET,~I *m.* Shkozishtë. *futën dhitë në shkozet.*
SHKOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru pylli ose shkurre, me degë të holla e me gjethe vezake, që përdoret për të djegur, në industri etj. *Shkozë e bardhë* shkozëbardhë. *Shkozë e zezë* shkozëzezë. *Shkozë e keqe* shkozëzezë. *Pyll shkozë. Dru shkozë. Gjethe shkozë. U preu dhive ca shkozë.*
SHKOZËBATtDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bat.* Shkozë me trung të trashë, me gjethe vezake të dhëm-mbëzuara, me lëkurë ngjyrë hiri, të hollë e të lëmuar, q^ rritet si dru pylli dhe që përdoret në industri ose për të djegur e për qymyr.
SHKOZËZEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkozë me degë të holla të mbuluara me push, me gjethe vezake, të vogla e të dhëmbëzuara, që rritet si shkurre a I si dru i vogël deri në tetë metra dhe që përdoret për të djegur, si ushqim për dhitë etj.
SHKOZISHTË,~A *sh.* ~A, ~AT. Pyll me shkoza. *U futën në shkozishtë.*
SHKRABË,~A. *kryes. sh.* ~A, ~AT. Shkronjë e jbërë keq, shkronjë e shtrembër, shkarravinë. *Shkra-ba fëmijësh. Benin ca shkraba.*
SHKRAP,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool., krahin.* Akrep, sfurk.
ISHKRAP *onotnat.* 1. Zhurma që bën shuli i pushkës kiir shkrehet. *Bëri shkrap.*
•*k* Nuk ia bën shkrap s'është i zoti për asgjë, nuk di asgjë, nuk ia shkrep fare.
SHKREH *kal,* ~A, ~UR. 1. Liroj diçka që është e ngrehur a e penguar; tërheq këmbëzën e armës për ië bërë qitje, zbraz armën, shtie. *Shkreh armën (push-kën, çiften, revolen, dyfekun). E shkreh në erë. Ia shkrehu në ballë.*
2. Shpie në gjendjen e parë një mjet a një vegël të jngrehur a të bërë gati për një punë; zbërthej, zgjidh, heq; *kund.* ngreh. *Shkreh çarkun (kurthin, grackën, hdrkun). Shkreh parmendën. Shkreh kazanin e rakisë. Shkreh tendën (çadrën). Shkreh qetë nga parmenda. Shkreh shtëpinë* (kur lyej, kur bëj ndonjë rregullim të përgjithshëm ose kur iki për fare e shkoj në ndonjë vend tjetër).
3. *fig.* Prish, i jap fund, e Ië. *Shkreh punën. E shkre-hëm muhabetin. E shkrehën dasmën. A e shkrehim?*
4. Shpërthej, filloj menjëherë dhe me force (të qesh a të qaj), ia shkrep. *la shkrehën gazit (të qeshurit, të rqarit). [a shkrehu ulërimës.*
5. *fig.* Lodh, këput, rraskapit; dobësoj; tret; e gajas. *E \shkrehu sëmundja. Na shkrehu së qeshuri. Ç'na shkrehe! iron.*
6. *fig. bised.* Ndjek një njeri a një kafshë këmba-këmbss që ta zë; përzë. *E shkrehu qeni. 1 shkrehën italianët nga fshati.*
7. *jokal. bised.* Ua mbath këmbsve. *BaHistët ia shkrehën për në qytet.*
-*k* Ngreh e shkreh *shih te* NGREH. S'e ka shkrehur ndonjëhcrë (pushkën) nuk ka rënë asnjëherë në për-pjekje, nuk e njeh luftën, s'e ka zbrazur ndonjëherë.
SHKREHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Lirohet vetiu diçka që ka qenë e ngrehur ose diçka që ka qenë e tendosur; shkrepet arma vetë (kur bie në tokë, kur përplaset diku etj.). *U shkreh sharra. Iu shkreh arma (pushka, çiftja). Iu shkreh në duar.*
2. *vet. veta III.* Shkon vetë në gjendjen e parë një mjet a një vegël që ka qenë gati për një punë; zbër-thehet, zgjidhet, hiqet. *U shkreh çarku (kurthi). Grackat ishin shkrehur.*
3. *fig.* Prishet, pushon, mbaron. *U shkreh muha-beti (dasma).*
4. *fig.* Shpërthej, filloj menjëherë dhe me force (për të qarët ose për të qeshurit), me shkrepet. *Iu shkreh gazi. U shkreh në vaj.*
*5. fig.* Lodhem sa mezi qëndroj me këmbë, këputem, rraskapitem, dobësohem, tretem; zbruhem, lëshohem. *U shkreh fare nga trupi. M'u shkrehën nervat.*
6. *fig.* Mundem, thyhem, shkatërrohem (në luftë) dhe ua mbath këmbëve. *Fashistët u shkrehën.*
7. *fig.* I drejtohem dikujt më të shara e me ië bër-titura. *Pse me shkrehesh mua? Iu shkreh së bijës (të shoqit).*
8. *Pës. e* SHKREH $i_{,2}$.
SHKREHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *elektr.* Meka-nizëm shkyçjeje. *Shkrehës me veprim të ngadalësuar (të menjëhershëm).*
2. *usht.* Vegël e posaçme që godet ndezësin dhe shkakton plasjen e granatës a të mines. *Shkrehësi i mines (i granatës). Vë (heq) shkrehësin.*
3. *tek.* Vegël që shkreh një mekanizëm për të vënë në lëvizje diçka. *Shkrehësi i katapultës. Shkrehësi i aparatit fotografik.*
*4.* Mjet për të zënë shpendë të egër, që bëhet me një thupër të njomë të ngulur në tokë e me një lak; rrasë batine. *Ngreh shkrehësin. E zura me shkrehës.*
SHKREHËS, ~E *mb.* Që shërben për të vënë në lëvizje a për të shkrehur një mekanizëm të ngrehur. *Shtyp sustën shkrehëse.*
SHKREHJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKREH, SHKREHEM.
*Shkrehje e menjëhershme. Shkrehja e armës (e çarkut). 2.* E shtënë (me armë). *Shkrehje të rralla (të ve-çuara). Shkrehje armësh (topash, pushkësh). Dëgjo-heshin ca shkrehje.*
SHKREHUR,~A (e). *sh.* ~A, ~AT (të). 1. E
shtënë (me armë). *E shkrehur e thatë. Të shkrehura pushkësh. Pas çdo të shkrehure.*
2. Shpërthim. *E shkrehur gazi.*
SHKREHUR (i,e) *mb.* I. Që është shkrehur, i zbrazur, i shkrepur (për armët). *Pushka ishte e shkrehur.*
2. I zbërthyer, i zgjidhur, i hequr (për diçka që ka qenë e ngrehur ose gati për punë); *kund.* i ngrehur.*Çark (kurth) i shkrehur. Dollap i shkrehur. E la shtë~ pine të shkrehur* e la shtëpinë të parregulluar, me plaçka të ngritura.
3. *fig.* I lodhur, i këputur, i rraskapitur; i dobësuar, i tretur (nga ndonjë sëmundje a nga ndonjë punë e rëndë); i lëshuar. *Me nerva të shkrehura. Ishte i shkrehur fare.*
4. *fig.* Që është jashtë rregullave e normave morale të shoqërisë, i shthurur, i shfrenuar. *Jetë e shkrehur. Dëfrim i shkrehur.*
SHKRELË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Gjethet e raëdha të misrit. *ka çarë breshrt shkrelat.*
SHKREP,~l *m. sh.* ~A, ~AT. Shkëmb me majë të mprehtë, shkëmb i thepisur; majë shkëmbore e zhveshur, krep. *Shkrepat e malit. Shkrepat e Kurve-leshit. Shkrep me shkrep. Majë një shkrepi. Ngjilej shkrepave (nëpër shkrepa).*
SHKREP *kal.,* ~A, ~UR. 1. Përpjek dy sende dhe i bëj që të nxjerrin shkëndija, i përplas a i fërkoj fort për t'i ndezur. *Shkrep urorin. Shkrep çakmakun. Shkrep shkrepësen. Shkrep urët e zjarrit (zjarrin)* u bie urëve me

mashë a i përpjek me njëra-tjetrën që të marrin flake. *Shkrep fitilin* i heq fitilit pjesën e djegur, të shkrumbuar, në mënyrë që flaka të bëhet më e forte.
2. *jokal. bised.* Përplas, përpjek. *Shkrep këmbët përtokë. Shkrepi kokën për muri. Shkrepi derën dhe iku.*
3. *jokal. vet. veta HI.* Fillon të dale e të shkëlqejë <për diellin); fillon të agojë; nis të vezullojë (për yjet); vezullon (edhe *fig.). Shkrepi dielli. Shkrepidrita (dita, agimi). Shkrepën yjet. I shkrepin sytë* i shkëlqejnë sytë, i lëshojnë shkëndija. *shkrepi një buzëqeshje në fytyrë. Shkrepi shkëndija e pare.*
4. *jokal. vet. veta HI.* Shkreptin, vetëtin; bie rru-feja; godet, qëllon (edhe *fig). Shkrepi vetëtima. Rrufeja nuk shkrep dy here mbi një Us. fj. u. Ku shkrep kjo fjalë* ku qëllon kjo fjalë? *Shkrep me zjarr porsi rrufeja...*
5. edhe *jokal.* Pëlcet, bën qit je (arma); tërheq këm-bëzën e armës për të bërë qitje, zbraz armën; shkreh. *S'i shkrepi pushka (revolja). E shkrepi në erë. la shkrepi në ballë. S'e shkrepi një here! Shkrep aparatin foto. grafik.*
6. Shpërthej, filloj menjëherë dhe me force (të qesh a të qaj), ia shkreh. *la shkrepi gazit (të qeshurit). la shkrepi të qarit (vajit).*
7. *jokal.* Me teket, me pushton papritur një dë-shirë, me hipën në kokë; me vjen papritur një men-dim, një ide. *Seç i ka shkrepur në mendje! I shkrepi të shkonte vetëm. I ka shkrepur (në kokë) që... I shkrepi një mendim (një ide).*
8. Me ndez me dike, gjej belanë me të. *Me shkrepi me të, s'di ç'të bëj.*
9. *fig. bised., mospërf.* Jam i zoti për diçka, di a ia dal të bëj diçka, marr vesh nga diçka (me *një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore). Nuk ia shkrep fare. S'ia shkrep për të qepur (për të gatuar). S'ia shkrep në matematikë (në muzikë).*
10. E thaj shumë diçka, sa mund të shkoqet; e bëj të ashpër. *Era e shkrepi duhanin. Dielli e shkrepi grurin (misrin). E shkrepi në zjarr.*
11. *jokal. bised.* Ngjan, përngjan; shëmbëllen. *Shkrep në t'ëtnën. I shkrep t'et.*
•*k* la shkrepi në fytyrë (ni hundë, në turi) *dik ujt shih te* FYTYRË,~A. Pa e shkrepur një here pa gjetur asnjë vështirësi; pa bërë as çak, as bam. Ia shkrepi me sc-patë ia tha sheshit, ia përplasi në fytyrë. Shkrep syrin shkel syrin. I shkrepi një xixë i erdhi një mendim i ri në kokë. Është fishek që s'shkrep *shih te* FISHEK, ~U.
SHKREPA,~T. *vet. sh.* Mielli i trashë që mbetet në sitën e hollë, pasi t'i jetë hequr maja; miell i ashpër.
SHKREPEM *vetv.* 1. *vet. veta HI.* Pëlcet vetë, bën qitje (arma); shkrehet. *Iu shkrep pushka në don. Aparat fotografik që shkrepet vetë.*
2. *krahin.* Përplasem. *U shkrep për muri.*
3. *vet. veta HI.* Me teket, dua medoemos diçka, me pushton papritur një dëshirë, me hipën në kokë *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore). Iu shkrep për peshk (për bukë misri, për byrek). Iu shkrep të qeshte. Vjen sa here (kur) t'i shkrepet. Bënte si t'i shkrepej.*
4. *vet. veta III.* Shpfrthen, fillon menjëherë dhe me force (të qeshë a të qajë); me shkrehet *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore), Iu shkrep të qeshurit (të qarët).*
5. Jam i zoti për diçka, di a ia dal të bëj diçka, marr vesh nga diçka *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore). Kaq i shkrepet. Nuk i shkrepet me shumë.*

SHKREPËS,~I m. *sh.* ~, ~IT *krahin.* Çakmak. *Blej një shkrepës. Gur për shkrepës.*
SHKREPËS,~E *mb.* 1. Që shërben për të nxjerrë shkëndija. *Gur shkrepës.*
2. Që shërben për të bërë shkrepjen e armës. *Me-kanizmi shkrepës.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
SHKREPËSE,~JA . . ~E, ~ET. Kleçkë druri, e Iyer në majë me një lëndë që merr flake lehtë duke u fërkuar, e cila shërben për të ndezur zjarrin; kutia me fije të tilla. *Koka e shkrepëses. Kuti shkrepësesh. Fabrikë shkrepësesh. Një fije shkrepise. Bleva dy shkre-pëse.*
SHKREPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKREP, SHKREPEM. *Shkrepja e armës. Mekanizmi i shkrepjes. Këmbëza e shkrepjes. Para (gjatë) shkrepjes. Bën shkrepje.*
*1.* Zhurma karakteristike që dëgjohet kur shkre-pim një armë a një aparat. *Shkrepjet e armëve.*
3. E shkrepur, tekë. *Një shkrepje e çastit.*
SHKREPSHËM (i) ~ME (e) *mb. krahin.* I gjalië, i shkathët, i zhdërvjellët, që i punon mendja e goja, që i kap gjërat shpejt e di të përgjigjet menjëherë e bukur. *Njeri (fëmijë) i shkrepshëm.*
SHKREPTIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dritë
e forte që flakëron për një cast në qiellin me re, za-konisht në trajtë vijash zigzage a të degëzuara, e cila shkaktohet nga shkarkimet elektrike në atmos-ferë dhe shoqërohet me një gjëmim, vetëtimë. *Shkrep-tima të fuqishme. Një shkreptimë çau qiellin.*
2. Shkëlqim i menjëhershëm i syve, që shpreh një ndjenjë të brendshme të forte. *Shkreptimë zemërimi. Sytë i lëshuan shkreptima.*
SHKREPTIMTAR,~E *mb. poet.* Që vetëtin. qëflakëron, që shkreptin e të vret sytë. *Dielli shkreptim-tar. Dritë shkreptimtare. Sy shkreptimtarë.*
SHKREPTlN *jokal.* ~U, ~RË. 1. edhe *pavet.* Ndodhin shkreptima, ka shkreptima, vetëtin. *Nuk po shkreptin me. Shkreptiu një vetëtimë.*
*2.* Shkëlqen si vetëtimë, lëshon dritë të forte. *Bora shkreptin nën rrezet e diellit. I shkreptinin sytë. Sytë e maces shkreptijnë në errësirë.*
SHKREPTfZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Koqëz në trup, rreth së cilës dalin koqëza të tjera më të vogla, koqëz që lëshon kelyshë. *ka dale një shkreptizë.*
SHKREPUR,~A (e). *sh.* ~A, ~AT(të). 1. Shkrep-je. *U ndez me një të shkrepur (pas katër-pesë të shkre-purash).*
2. *kryes. sh.* Urori, stralli dhe eshka së bashku, që shërbejnë për të ndezur cigaren; shkrepëse. *Ke të shkrepura? Harrova të shkrepurat në shtëpi.*
*3. fig.* Tekë, e tekur. *Një e shkrepur e çastit.*
SHKREPUR,~IT (të) *as.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKREP, SHKREPET. *E ka më të shkrepur* e bën diçka kur t'i shkrepet, e ka me ië tekur.
SHKREPUR (i,e) *mb.* 1.1 tharë sa mund të shkoqet, i bërë trokë në diell; i ashpër. *Tokë e shkrepur. Du-han i shkrepur. Bar i shkrepur. Me buzë të shkrepura.*
2. *fig.* Shumë i varfër, i shkundur, trokë. *Shtëpi e\ shkrepur. Mbeti i shkrepur.*
SHKRESAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Nëpunës regjistrimesh. *Vinte shkresari që shkruante shtëpitë.*
SHKRESAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *keg.* Nëpunës që përpiqet t'i zgjidhë çështjet vetëm me anë të shkresave,

nëpunës që e kalon kohën duke hartuar shkresa dhe që mbivlerëson shkresat. *Ëshië kthyer në shkresaxhi.*
SHKRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dokument i shkruar zyrtar, zakonisht i shkurtër, që i drejtohet dikujt. *Shkresë e thjeshtë (e veçantë). Shkresë zyrtare. Shkresë përcjellëse. Dosje me shkresa. Bëj (nis) një shkresë. Njoftoj me shkresë. Me anën e kësaj shkresë...*
2. *krahin.* Diçka e shkruar. *Nuk i kemi me shkresa (këto që po të themi). Këta i kanë me shkresa.*
3. *vjet.* Shkrim e këndim, shkollë. *Njeri pa shkresë. Ai ishte me shkresë. Dinte shkresë. E dinte shqipen me shkresë.*
SHKRESOMANf,~A . *keg.* Mani për të bërë sa me shumë shkresa dhe për t'i zgjidhur punët vetëm me shkresa.
SHKRESOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me shkresat, që u takon shkresave; që bëhet me anë të shkresave. *Veprime shkresore. Të dhëna shkresore.*
SHKRESORI,~A . *kryes. sh.* ~, ~TË. Të gjitha mjetet që përdoren për të shkruar (si letra, boja, pena, kalemat etj.). *Mjete shkresorie. Shpenzime për shkresori.*
SHKRESURINË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT *mos-përf.* Shkresa të parëndësishme e të panevojshme, të hartuara prej atyre që duan t'i zgjidhin çështjet vetëm me anë shkresash. *Vandak shkresurinash. I zhytur në shkresurina. Merrej me shkresurina.*
SHKRET *kal.,* ~A, ~UR. E lë të shkretë dike, e Ië vetëm, pa njeri. *E shkreti (djali i vetëm që i vdiq).*
SHKRETAN,~E *mb.* 1. I shkretë, qyqar, i vetëm. *Njeri shkretan.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHKRETEM *vetv.* Mbetem i shkretë, mbetem pa njeri (kur dikujt i vdesin të gjithë njerëzit e familjes a një njeri shumë i dashur).
SHKRETË (i,e) *mb.* 1. Ku nuk jetojnë njerëz,. i pabanuar, i braktisur; ku nuk ka a ku nuk duket njeri në një cast të caktuar, që s'ka fare jetë e gja-llëri. *Vende (fshatra) të shkreta. Ishull i shkretë. Shtëpi (dhomë) e shkretë. Rrugët mbetën të shkreta.*
*2.* I papunuar, i lënë djerr e pa asnjë kujdes; që është si shkretëtirë. *Fusha (toka) të shkreta. Male të shkreta* male pa bimësi e pa burime uji. *Një kopsht i shkretë.*
3. I vetëm, që nuk ka njeri të afërt; që nuk ka kush të kujdeset për të; i mjerë, fatkeq, i gjorë, që është për të të ardhur keq; i harruar, i lënë mënjanë, qyqar. *Plak i shkretë. I shkreti djalë. E shkreta nënë (vajzë). Ai i shkreti s'dinte gjë! Ç'të të them unë e shkreta! Mbeti e shkretë.*
4. Që ka vdekur. *Vëllai i shkretë. Motra e shkretë.*
5. Që u shkretoftë, që e marrtë mortja, i mallkuar; që mos u shkretoftë kurrë, që e paçim gjithnjë, i bekuar (përdoret sipas vlerësimit të folësit). *Kjo kollë e shkretë! Pleqëri e shkretë! për këtë të shkretë duhan! Ky behar i shkretë! Kjo raki e shkretë! Ç'ka ky i shkretë gomar që s'ecën! Pse s'po ndizet ai i shkretë zjarr?! Kjo mendje e shkretë ma ka fajin. Sa e mirë që është, e shkreta! Pita një çikë nga ajo e shkreta.*
6. *iron.* I thuhet me qesëndi një njeriu që kërkon një përfitim a një privilegj të padrejtë. *shkreti ti! E shkreta ajo !*
7. *bised. Përd. em. f.* sipas kuptimit 5 të emrit (zakonisht për gojën, për këmbët, për duart ose për mendjen). *Po hape (mbylle) të shkretën! Po lëvizi të shkre tat! Ku të shpie (ku të kullot) e shkreta! Thirri së shkre tës!*
8. *përd. em. f. si fj. ndërm. bised.* Përdoret zakonisht kur duam të përforcojmë urdhrin dhe të tregojmë se e kemi humbur durimin, se është kapërcyer kufiri për një gjë etj. *Pusho një here, të shkretën! Çlodhu pak të shkretën! Jepja de, të shkretën! Ah, të shkretën, që s'eci dot. Po mjaft de, të shkretën! Ç'e harrova, të shkretën!*
*9. Përd. em.* sipas kuptimeve 3-5 të mbiemrit. *Ka mbetur vetëm, i shkreti! Kur qe gjallë i shkreti. Sa e mirë që është, e shkreta!*
SHKRETË *ndajf.* 1. Vetëm, pa njeri; pa zot; keq, në mjerim, pa ndihmë. *Mbetën shtëpitë shkretë. I lane fshot rat (familjet) shkretë. E la shkretë e luge-thatë* e la në mjerim të plotë, e la pa bukë e pa gjë prej gjëje. *la arme't shkretë. Dhentë mbetën shkretë.*
*2.* Djerr, pa punuar. *Toka mbeti shkretë.*
3. *krahin.* Kot. *U ka shkuar koha shkretë. Jane lodhur shkretë.*
SHKRETËTIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *gjeogr.* Hapësirë e gjerë, zakonisht e mbuluar me rërë, po-thuajse pa bimësi e pa botë shtazore, ku reshjet janë shumë të pakta. *Shkretëtirë ranore (deltinore, shkëmbore). Shkretëtirë akulli (akullnajore)* hapësirë e gjerë e mbuluar me akuj të përjetshëm. *Shkretëtirë pa fund. Bime (kafshë) të shkretëtirave. Oazet e shkre-tëtirës. Karvanët e shkretëtirave.*
2. Vend i shkretë, i zbrazët, pa njerëz; vend i largët e i pabanuar, humbëtirë.• Zë në shkretëtire *libr.* fjalë a mendim që nuk e dëgjon askush.
SHKRETl,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Shkretëtirë, hum-bëtirë.
2. *vet. nj.* Vetmi dhe heshtje e plotë, të qenët fare pa jetë e gjallëri, të qenët i shkretë. *Shkreti në rrugë e në oborre. Ishte lodhur nga shkretia.*
SHKRETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve SHKRETOJ, SHKRETOHEM. *Shkreti mi i fshatrave nga pushtuesit. Shkretimet e luftërave.*
SHKRETINOR,~E *mb. libr.* Që i takon shkretë-tirës; që është karakteristik për shkretëtirën, që ka natyrën e shkretëtirës. *Zone (rrafshnaltë) shkretinore. Klimë shkretinore.*
SHKRETOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Rrënohet, shkatërrohet, bëhet i shkretë; mbetet pa njeri, shpo-pullohet. *U shkretua vendi (qyteti). U shkretuan mat (fushat).*
2. Mbetem shkretë; mjerohem (pas vdekjes së një pjesëtari të familjes që ishte mbështetja kryesore e saj ose pas vdekjes së gjithë fëmijëve). *Iu shkretua shtëpia. V shkretua, e gjora.*
3. *Pës. e* SHKRETOJ. *U shkretuan krahina të tëra (nga pushtuesit).*
SHKRETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Rrënoj një vend, e shkatërroj, e bëj të shkretë; e shpopulloj. *Pushtuesit shkretuan krahina (qytete, fshatra) të tëra. Shkretuan arat e mbjella. Lutnenjtë shkretonin fushat.*
2. Lë shkretë; mjeroj (për dike që vdes). *Shkretoi shtëpinë (vatrën). I shkretoi fëmijët. Shkretoipunën e tij.*
SHKRETUAR (i,e) *mb.* 1. I rrënuar, i shkatërruar, që është bërë i shkretë; që ka mbetur pa njeri, i shpo-pulluar. *Krahina (fshatra, qytete) të shkretuara. Ara (toka) të shkretuara.*
2. Që ka mbetur shkretë, i mjeruar (kur kanë vde-kur të gjithë pjesëtarët e familjes ose ata që ishin mbështetja kryesore e saj). *Shtëpi të shkretuara. Prin-dër të shkretuar.*

SHKRETUES,~E *mb.* Që rrënon, që sjell prishje e shkretim; shkatërrues. *Luftë shkretuese. Krizë shkre-tuese.*
SHKRËND *kal.,* ~A, ~UR. 1. la marr a ia heq deri në pikën e fundit, e thaj krejt, s'i lë asnjë pike; shter. *E shkrëndi lopën* (kur e mjelin ose kur pi viçi). *E shkrëndi delen qengji.*
2. Zbras krejt, boshatis. *E shkrëndi kusinë.*
3. *fig.* Ia marr të gjithë, s'i lë gjë prej gjëje; e var-fëroj. *shkrëndi nga kripa. Na shkrëndi shtëpinë. E shkrëndi token.*
SHKRËNDEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* S'i mbetet asnjë pike; thahet krejt (qumështi, uji etj.); shter. *U shkrënd nga gjitë. Ishin shkrëndur dhentë fare, se s'kishte bar. U shkrëndën burimet.*
2. Zbrazem krejt nga barku, s'më mbetet gjë në bark; e kam barkun bosh. A'u *shkrëndën zorrët. U shkrënda për të ngrënë. Volli sa u shkrënd.*
3. *fig.* S'me mbetet gjë prej gjëje, mbetem fare pa të; varfërohem. *U shkrënd shtëpia. V shkrënd nga paratë. U shkrënd toka, s'jep me po s'u plehërua.*
4. *Pës. e* SHKRËND.
SHKRËNDUR (i,e) *mb.* I. Që s'i ka mbetur asnjë
pike (qumësht, ujë etj.); i tharë krejt; i shterur. *Ca dele të shkrëndura kishin.*
2. I zbrazur krejt nga barku, që s'i ka mbetur gjë në bark, bosh. *Me bark të shkrëndur. Me zorrë të shkrëndura.*
3. *fig.* Që s'i ka mbetur gjë prej gjëje, që ka mbetur fare pa gjë; i varfëruar, i shkundur, i shteruar. *Me xhepa të shkrëndur. Një kasolle e shkrëndur. Toki e shkrëndur.*
•*k* I shkrëndur nga trutë fare pa mend në kokë, budalla.
SHKRIDHEM vefv., SHKRODHA (u), SHKRE-DHUR. Dal nga uji ku isha kredhur, dal përsëri mbi ujë.
SHKRIF *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj të shkrifët, B-nur; kreh (për leshin e pambukun, për duhanin e grirë etj.). *Shkrif leshin (pambukun). Shkrif duhanin.*
2. Shpij, shkrydh (për trupin e për gjymtyrët). *Shkrif trupin (krahët, këmbët).*
3. *fig.* Kruaj fytin që të me dale zëri i qartë. *Shkrif zërin.*
•*k* Mi shkrifi zemrën me lehtësoi, me hoqi një bren-gë a një frikë.
SHKRIFEM *vetv.* 1. Shpihem, shkrydhem (për trupin e për gjymtyrët). *U ngrohëm dhe u shkrifëm.* 2. *Pës. e* SHKRIF. *U shkrif toka.*
SHKRIFËRIM,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKRIFEROJ, SHKRI-FEROHET. *Shkrifërimi i tokës. Ndjeu një shkrifërim në trup.*
SHKRlFËRtM,~I ii *m. kryes. sh.* ~E, ~ET *gjeol.* Shtresa të shkrifëta të kores si tokës, të for-muara nga kokrrizat e lëndëve të ngurta të sjella nga lumenjtë, të cilat përmbajnë shpesh edhe grimca mineralesh të rralla (ar, platin, diamante); mbathje të shkrifëta. *Shkrifërime të vjetra (të reja). Shkrifërime bregdetare. Shfrytëzimi i shkrifërimeve.*
SHKRIFËROHEM *vetv.* 1. Gjallërohem, bëhem i gëzueshëm; e ndiej veten të lehtë në shpirt, me lar-gohet çdo brengë a frikë. *U shkrifërua nga këto fjalë.*
2. *Pës. e* SHKRIFEROJ.
SHKRIFËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të
shkrifët duke e punuar me vegla të ndryshme (për token). *Shkrifëroj token me shatë. Grami e ka shkrifëruar dheun.*
2. E bëj të gjallë e të gëzueshëm; e lehtësoj në shpirt, ia heq brengën a frikën. *Zëri i tij i ëmbël e shkriferoi. Ia shkrifëroi zemrën (shpirtin). I shkrifëroi shokët me ato fjalë.*
SHKRIFËRUAR (i,e) *mb.* Që është gjallëruar, që është bërë i gëzueshëm; që është lehtësuar në shpirt, që i janë larguar brengat a frika. *E ndiente veten të shkrifëruar.*
SHKRIFËRUES,~E *mb.* Që shkrifëron. *Me veprim shkrifërues.*
SHKRtFËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Makinë që shër-ben për ta shkrifur pambukun; makinë, e cila shkrifëron dheun që përdoret për përgatitjen e formave në fonderi.
2. Punëtori që punon në makinën e ihkrif jes së pambukut.SHKRIFËS,~E *mb.* Që shkrif. që shërben për të shkrifur. *Makinë shkrifëse. Ushtrime ( gjimnastikore) shkrifëse.*
SHKRIFËSE,~JA *sh.* ~, ~ET. *Fem. e* SHKRI-FËS,~l2.
SHKRIFËT (i,e) *mb. 1.* Që është kokrriza-kokrriza, që thërrmohet lehtë; që nuk është i ngjeshur, jo i rrasët; që raund të shtypet a të ngjishet; *kunJ. i* ngjeshur. *Tokë e shkrifët. Dhe i shkrifët. Dëborë e shkrifët.*
2. Që është fryrë duke u pjekur, që është vrima-vrima si sfungjeri, i butë (për bukën dhe për disa ëmbëlsira). *Bukë e shkrifët. Revani (hallvë) e shkrifët. Sheqerpare të shkrifëta.*
3. Që i ka fijet të larguara njëra nga tjetra, i shpri-shur, i butë (kryesisht për leshin, pambukun, puplat, barin etj.). *Lesh Çpambuk) i shkrifët. Dyshek (jastëk) i shkrifët. Ind i shkrifët. anal.*
*4. shtypshkr.* I rralluar. *Shkronja të shkrifëta.*
5. I shpirë, i shkrydhur (për trupin e për gjymtyrët). *Me trup të shkrifët.*
6. *fig.* I lehtë në shpirt, pa brengë a pa frikë; i qetë. *E ndiej veten të shkrifët.*
SHKRIFJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve ië foljeve SHKRIF, SHKRIFEM. *Shkrifja e \eshit (e pambukut). Shkrifja e trupit. Ushtrime të shkrifjes. Makinë për shkrifje.*
SHKRlFTlM,~J *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKRIFTOJ, SHKRIFTOHEM. *Shkriftimi i takes. Shkriftimi i pambukut. Shkriftimi i duhanit. Shkriftimi i trupit. Shkriftim në thellësi.*
SHKRIFTOHEM *vetv. i.* Shkrifem; shkrifërohem. 2. *Pës. e* SHKRIFTOJ.
SHKRIFTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shkrif; shkri-fëroj. *Shkriftoj leshin (pambukun). Shkriftoj puplat. Shkrif to] token (dheun). Shkriftoj këmbët (krahët).*
SHKRIFTUAR (i,e) *mb.* I shkrifur; i shkrifëruar. *Tokë e shkriftuar. Me zemër të shkriftuar.*
^HKRIFTUES,~E *mb.* 1. Shkrifës. *Mjete shkrif. tuese. Punime shkriftuese.*
2. *si ëm.* ~, ~I *m. sh. ^,* ~IT *bujq.* Pajisje e posaçme e plugut, e cila shërben për të shkriftuar token. *Plug i pajisur me shkriftues.*
SHKRIFUR (i,e) *mb.* I. Që është bërë i shkrifët, i lënurur, i krehur (për leshin e pambukun, për du-hanin e grirë etj.). *Lesh (pambuk) i shkrifur. Duhan i shkrifur.*
*2.* I shpirë, i shkrydhur (për trupin a gjymtyrët). *Me trup të shkrifur. Me krahë të shkrifur.*
3. *fig.* I qartë, i butë (për zërin). *Me zë të shkrifur.*
4. *fig.* I lehtësuar në shpirt, pa brengë a pa frikë; i qetë. *Me zemër të shkrifur.*
SHKRIHEM i *vetv.* 1. *vet. veto III.* Kalon nga gjendja e nguriē në gjendje të lëngët duke u ngro-hur a duke u

nxehur; tretet. *U shkri dëbora (akulli). U shkri gjalpi (çokollata). U shkri kallaji.*
*2. fig.* Bashkohem ngushtë me një tjetër duke for-muar një gjë të vetme; lidhem fort shpirtërisht me një grup a me rijë kolektiv dhe bëhem pjesë e pa-ndashme e tij. *Shkrihem me masat (me punëtorët, me fshatarët, me ushtarët, me popullin, me nxënësit).*
*U shkri e u be një me male sore t. U shkrinë në një parti të vetme (në një organizatë). Këto batalione u shkrinë në Brigadën e Pestë. Lëvizja e studentëve u shkri me luftën e klasës punëtore. Gëzimi i mësueses u shkri me gëzimin e nxënësve. ffë horizont deti shkrihej me qiellin. Këto të ardhura shkrihen në pasurinë e për-bashkët. Jane shkrirë organikisht.*
3. *vet. veta HI fig.* Pushon së qeni e së vepruari si një organizëm me vete. *U shkrinë dy drejtori (katër sektorë, dy ndërmarrje),*
*4. vet. veta III fig.* Harxhohet i tëri deri në fund, tretet, shkaperderdhet (për mallin, për pasurinë, për forcat etj.). *lu shkri gjëja e malli. lu shkri edhe tra-shëgimi. Iu shkrinë fuqitë.*
5. Derdh të gjitha fuqitë, punoj pa kursyer as-gjë. *U shkri në punë.*
*6.* Shkrihem, gjallërohem. *AI'u shkrinë gjymtyrët.*
7. *fig.* Tretem, dobësohem, bic nga shëndeti. *U tha e u shkri. V shkri në burgjet e fashizmit.*
8. *fig. bised.* Me del frika, çlirohem nga një ankth a nga një shqetësim i madh, me vete zemra në vend. *U shkri nga lajmi që mori. Iu shkri zemra (gjaku).*
9. *fig. bised.* Qesh a qaj më të madhe e pa pushim. *V shkrimë gazit (së qeshuri). U shkri në lot (në vaj, së qari).*
10. *fig.* Ndiej një kënaqësi të madhe, me pushton një ëndje e papërshkrueshme; jepem i tëri pas dikujt a pas diçkaje. *Shkrihet pas muzikës. U shkri pas Ië birit. Ai shkrihet pas saj. Shkriheshin pas njëri-tjetrit.*
11. *Pës. e* SHKRI J.
• U shkri (u tret) si kripa në ujë *shih te* KRIPË,~A.
SHKRIHEM i, *vetv.,* SHKREHA (u), SHKRE-HUR. Shthur gërshetat; shprish flokët e krehur, shpu-purish fiokët.
SHKRIJ *kal,* ~VA, ~RË. 1. Bëj që një trup të kalojë nga gjendja e ngurtë në gjendje të lëngët duke e ngrohur ose duke e nxehur\ tret; *jokal. vet. veta III* kalon nga gjendja e ngurtë në gjendje të lëngët nën veprimin e ngrohtësisë; *kund.* ngrin. *E shkriu die Hi akullin. Shkrij dyllin (gjalpin, dhjamin, metalet). Shkriu dëbora maleve. Shkriu akulli. Hekuri shkrin në 1510 grade Celsius.*
*2. jokal. fig.* Kulloj krejt nga të nxehtët, djersij shurnë nga vapa. *Shkrimë këtu, qenka vapë e madhe.*
3. edhe *fig.* Bashkoj dy a me shumë gjëra në një gjë të vetme. *Shkrij dy ndërmarrje (dy sektorë, dy institute, dy drejtori) në një. Shkrij dy kapituj në një. Shkrij në një mësimin dhe edukimin.*
4. *fig.* I jap fund qenies e veprimtarisë së një organizatë, të një institucioni a të një organizmi tjetër. *Shkrij një komision (një grup pune). Shkrij një organizatë (një ndërmarrje, një institut).*
5. *fig.* E harxhoj të gjithë deri në fund, derdh; tret, shkapërderdh; e jap të gjithë pa asnjë kursim. *shkriu të gjitha të hollat (kursimet). Shkriu tërë gjënë e mallin (pasurinë). Shkriu jetën për atdheun* punoi me mish e me shpirt gjatë gjithë jetës për atdheun. *Shkrinë të gjitha forcat (dituritë). Shkrinë gjithë mjeshtërinë e tyre.*
6. Shkrif, shkrydh, shpij (për trupin e pjesët e tij). *Shkrij trupin pranë zjarrit. Ky diell të shkrin kockat.*
7. *jokal. fig. bised.* Me del frika, çlirohem nga një ankth a nga një shqetësim i madh, me vete zemranë vend; qetësohem. *Kur ia tha, shkriu. I shkriu zemra (gjaku).*
8. *fig. bised.* E bëj dike të qcshë më të madhe. *Na shkriu në gaz, Na shkrive fare!* (edhe *iron.).*
*9. fig. bised.* E bëj diçka shumë të mirë a të për-sosur, duke përdorur gjiihë mjeshtërinë e aftësitë që kam, c bëj për mersk, e qaj (zakonisht për gaiesa) *E paska shkrirë këtë lukror (bakllava). E ka shknrë fare.*
Shkriu akulli *shih tek* AKULL,~I. Shkriu (hum-bi, u zhcluk) si vesa e mngjesit (si vesa në diell) *shih te* VESË,~A.
SHKRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKRUAJ, SHKRUHEM. *Shkrimi i numrave. Shkrimii gjuhës shqipe. Bojë (leiër) shkrimi. Makinë shkrimi. Fie tore shkrimi.*
2. Paraqitja e ligjërimit të folur me anë shenjash të posaçme grafike; diçka që është paraqitur me shenja të tilla. *Shkrim shkronjor (alfabetik). Shkrim fonetik (rrokjesor). Shkrim hieroglifik. Leximi i shkri-meve të vjetra. Kur ka dale shkrimi? E kërkoi me shkrim.*
3. Aftësia për të shkruar, zotërimi i shprehive për të shkruar një gjuhë të caktuar; mësimi i këtyre shprehive në shkollë; *bised.* shkollë, arsim. *Njeri me shkrim. Ka mësuar (di) shkrim e këndim. E di një gjuhë me shkrim.*
4. Sistemi i shenjave grafike që përdoren për të shkruar një gjuhë të caktuar, alfabet; përdorimi pTak-tik i këtij sistemi; mënyra vetjake si i shkruajmë këto shkronja; tipi i shkronjave që përdorim. *Shkrim i drejtë (i pjerrët). Shkrim gotik (i rrumbullakët). Shkrim i bukur (i keq, i qartë, i lexueshëm, i pakup-tueshëm, i palexueshëm). Shkrimi i dorës (i shtypil). Lufta për përhapjen e shkrimit shqip. la njoh shkrimin.*
5. Vepër e shkruar (artikull, vepër letrare, publi-cistike, shkencore etj.). *Shkrimet shqipe. Shkrim lër-heqës. Shkrime të botuara (të pabotuara, të panjohura). Shkrim për gaze ten.*
• Shkrimi i shenjtë *fet.* “Dhiata e re” dhe “Dhiata e vjetër”, bibla.
SHKR1MB *kal.,* ~A, ~UR. 1. I heq a i zhduk krimbat; i zhduk parazitët e ndryshëm.
2. Laj e pastroj mirë; çmorrit. *£ shkrimbi shtëpinë. Mezi e shkrimbi e ëma.*
3. *krahin.* Pastroj, dezinfektoj. *Bar për të shkrimbur plagën.*
SHKRIMBEM *vetv.* 1. Lahem e pastrohem mirë, heq zhulin e djersën (kur kam shumë kohë pa u larë); çmorritem. *Vunë kazanin e u shkrimbën.*
*2.Pës. e* SHKR1MB.
SHKRIMOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me shkrimin, që i përket shkrimii, i shkrimit; që është në trajtë të shkruar. *Traditë shkrimore.*
SHKRIMTAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Mjeshtër i fjalës që shkruan vepra letrare artistike. *Shkrimtar përparimtar (i njohur). Shkrimtarët shqiptarë. Shkrim-tarët e rinj. Shkrimtar tregimtar. Takime me shkrimtarët. Lidhja e Shkrimtarëve dhe e Artistëve.*
SHKRIMTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHKRIMTAR,~I.

SHKRIMTARCC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përçm.*
Shkrimtar i paaftë e pa vlerë që shkruan për të ho!la a për t'i bërë lajka dikujt. *Shkrimiarucët e fashizmit,*
SHKRIPËZIM,~I *m.* Vepiimi sipas kuptimeve të foljeve SHKR1PË2OJ, SHKRIPËZOHET. *Shkri-pizimi i tokës. Shkripëzimi i ujit.* AV *fazën e shkripë-zimit.*
SHKRIPËZOHET *vetv.* 1. I pakësohet ose i ikën fare kripa (për token). *Ëshië shkripëzuar nga shirai.*
2. *Pës. c* SHKR1PËZOJ.
SHKRIPËZOJ *kal.,* ~OVA, —CAR. la pakësoj ose ia heq fare kripën (për tokat e kripura dhe për ujin e detit). *Shkripëzojnë token. Shkripëzoj ujin.*
SHKRlRË (i,e) *mb.* 1. Që është kthyer nga gjendja e ngurtë në gjendje të lëngët duke u ngrohur ose duke u nxehur. *ffekur (plumb, xham, dyllë, dhjamë) i shkrirë. Dëborë e shkrirë.*
2. Që është bërë duke e tretur më parë në zjarr, që është shkrirë njëherë e pastaj ka ngrirë. *Djathë i shkrirë.*
SHKRIRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Punëtor me-talurg që punon për shkrirjen e metaleve; punëtor që shkrin lëndë të ndryshme në disa degë të indus-trisë. *Shkrirësit e çelikut (e bakrit). Shkrirësit e seres (e squfurit, e rrëshirave).*
*2. tek.* Lëndë që hidhet në furrnaltë për të ndih-muar shkrirjen e mineraleve (zakonisht gurë gëlqereje).
SHKRIRËS,~E *mb.* Që shërben për të shkrirë. *Furrë shknrëse.*
SHKRtRËZV~A . *sh.* ~A, ~AT *elektr.* Siguresë me një përcjellës që shkrihet kur kalon nëpër to një rrymë më e forte se rryma e zakonshme e rrjetit. *Shkrirëz në trajtë fisheku.*
SHKRlRJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKRIJ, SHKRIHEM. *Shkrirje organike. Shkrirja e dëborës (e akullit). Shkrirja e kallajit (e qelqit$_y$ e seres). Shkrirja e kuadrove me masat (me po-pullin). Shkrirja e kapitalit bankar me kapitalin industrial. Shkrirja e dy ndërmarrjeve në një të vetme. Furrë shkrirjeje. Kazani i shkrirjes. Temperatura (pika) e shkrirjes. Uzina e shkrirjes së bakrit.*
SHKRISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të shkrijë a që shkrin lehtë. *Trup i shkrishëm. Metale të shkrishme. Rëra të shkrishme* rëra që përdoren për prodhimin e xhamit. *Tel i shkrishëm. Siguresë e shkrishme. elektr.* shkrirëz.
SHKRISHMËRI,~A . Vetia që kanë metalet për të kaluar nga gjendja e ngurtë në gjendje të lëngët në një temperature të caktuar. *Shkrishmëria e metaleve. Shkalla e shkrishme rise.*
SHKRITORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Fonderi.
SHKROFËTIJ *jokal.,* ~VA, ~RË. Turfulloj. *Kuajt shkrofëtinin. Shkrofëtinte nga inati. Shkrofëtinte si kale. Shkrofëtin lokomotiva.*
SHKROFËTIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Turfu-llimë. *Shkrofëtimat e kuajve. Dëgjohej një shkrofë-timë e mbytur.*
SHKROLË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet.* Shkronjë.
2. *kryes. sh. krahin.* Zbukurime, lajlelule, shkro-njëz (në orenditë shtëpiake, në qilimat, veshjet etj.). *Shkrolat e djepit.*SHKROLËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. Vegël druri si vulë, me gdhendje të ndryshme, që përdorej për të zbukuruar bukën; mblatës.
2. Sergjen për të mbajtur lugët, për të varur armët etj.| '...
SHKRONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Secila nga shenjat që përbëjnë alfabetin e një gjuhe dhe që shënon zakonisht një tingull; forma, tipi e përmasat e ketyre shenjave. *Shkronjë e madhe (e vogël). Shkronja* j "a". *Shkronja "sh". Shkronja lëvizore* shkronja të prera, me anën e të cilave nxënësit e klaSës së parë ushtrohen për të formuar rrokje e fjalë. *Shkronja dore (shtypi). Shkruaj një numër me shkronja.*
2. *shtypshkr.* Secila nga copat e vogla prej metali etj., me një shenjë grafike të gdhendur në reliev, që shërbejnë për të radhitur një tekst. *Shkronja të drejta (të \pjerrëta, të zeza). Shkronja tetëshe (dhjetëshe). Shkronja titujsh. Familje shkronjash. Trupi i shkro-njësl Katalogu i shkronjave. Ndërroj një shkronjë.*
3. *vjet.* Fati, e shkruara, e thëna. *Si të jetë shkronja.* • Shkruaj me shkronja të art a *shih tek* ARTË (i,e). SHKRONJËBARDHË *mb. bised.* Fatbardhë, pu-nëbardhë; *kund.* shkronjëzi.
SHKRONJËS *mb. vet. m.* Paiëllxhanës. *Fik shkro-njës.l Shkronjë sit janë shumë të ëmbël.*
SHKRONJËTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Gramatikë.
SMKRONJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet. shih* SHKRONJË,~A i.
2. *\kryes. sh.* Zbukurime të ndryshme të gdhendura në orenditë prej druri etj.
SHKRONJËZI,~ZEZË *mb. bised.* Fatzi, pun6zi, *kund.* shkronjëbardhë.
SHKRONJOR,~E *mb. libr.* Që shprehet a që shë-nohet me shkronja; që kryhet me shkronja. *Ekuacion shkronjor. mat. Shprehje shkronjore. mat. Njehsim shkronjor. mat. Shkurtesë shkronjore. gjuh.*
SHKRCAJ *kal.,* -^OVA, ~UAR. 1. edhe *jokal.* Paraqit tingujt e ligjërimit a ngulit fjalët me anë shenjash të posaçme grafike (me shkronja, me numra etj.) mbi sipërfaqen e diçka je. *Shkruaj emrin (datën, numrln e telefonit). Shkruaj në fletore (në pllakë, në gur, në rërë). Shkruaj në dërrasën e zezë. për të shkruar "juhën tone. Shkruaj me kalem (me shkumës, me ma-kinë). Shkruan me dorën e majtë. Shkruaj shpejt (nga-dalë). Shkruaj qartë (bukur, me kujdes, paster). Kjo penë nuk shkruan. Mësuan të shkruajnë.*
*2.* Shënoj a shpreh një mendim ose diçka tjetër me shkrim; hartoj një vepër letrare, shkencore etj.; hedh në letër ato që dua t'i kumtoj dikujt; i dërgoj letra dikujt. *Shkruaj një letër (një raport, një hartim) Shkruaj kujtimet. Shkruan tregime (vjersha, drama). JQi shkruar një libër (një studim, një artikull). Shkruan për të vegjlit (për të rinjtë). Mark si shkruan se... U shkruaj prindërve (shokëve). Shkruan bukur.*
3. *bised.* Shënoj në një listë a në një fletore të po-saçmej regjistroj. *Shkruaj pajtimtarë. E ka shkruar i ati ië vogël. E shkruan ushtar. la shkruan të tëra f'kishte në shtëpi.*
*4. bised.* Qëndis; zbukuroj me vizatime të ndryshme. *Shkruaj këmishën. Shkruaj me gjilpërë. E kishte shkruar martinëri.*
5. *bised. shih* SHËNOJ 7. *Ua shkroi line fëmijëve.*
• Shih e shkruaj! punët duken qartë, s'ka nevojë për shpjegime, është siç e sheh. Ku ta shkruajmë këtë? *iron,* thuhet kur dikush, që njihet si i paaftë, si përtac etj., në një rast të rrallë e kryen mirë një punë dhe i habit të tjerët. E shkruaj në akull *shih tek* AKULL,~I. Shkruaj me shkronja të arta *shih tek* ARTË (i,e). Shkroi një faqe të lavdishme (të ndritur) bëri një he-roizëm, që do të mbetet i paharruar në histori. S'e shkruan (s'e vë, s'e fut, s'e shtie, s'e ka) në defter *dike a diçka* edhe*poh. shih te*

DEFTER,~I. Vetë shkruan, vetë vulos bën si do vetë, nuk pyet për njeri.
SHKRUAR, ~IT (të) *as. 1.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve SHKRUAJ, SHKRUHEM. *Arti i të shkruarit. më të folur e më të shkruar.*
2. *vjet.* Shkrim. *Mësoi të shkruar e të kënduar. la dha (e ka) më të shkruar.*
SHKRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është shkruar, që është hedhur në letër, që është paraqitur a ngulitur me shkrim; që shkruhet a ngulitet me shkrim. *Diskutim* 1 *shkruar. Ligje të shkruara e të pashkruara. Prove e shkruar. drejt. Gjuhë e shkruar. gjuh.*
2. I qëndisur; me lajlelule; që është pika-pika, i larmë; shumë i bukur, që është sikur e ka vizatuar njeri me dorë. *Këmishë e shkruar. Çorape të shkruara. Nepërkë e shkruar. Pëllumb i shkruar. Me sy të shkruar* me sy të larmë e shumë të bukur.
3. *vjet.* E paracaktuar, e thënë (sipas besimeve të kota). *Ashtu kishte qenë e shkruar. Ashtu e kishte të shkruar.*
*4. si em.* ~, ~A (e) . *vjet.* Fati, e thëna (sipas besimeve të kota). *Ashtu e kishte të shkruarën.*
*ic* E ka të shkruar në ballë *shih te* BALLË,~I.
SHKRUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka shkruar diçka; autor. *Shkruesi i këtyre radhëve. Shkruesi i letrës (i artikullit).*
2. *vjet.* Ai që shkruante letra, shkresa, lutje etj. kundrejt një shpërblimi ose që kryente detyrën e se-kretarit në sherbim të dikujt. *Shkrues publik. Shkruesi i sulltanit. Vajtën te një shkrues.*
3. *usht., vjet.* Ushtar që mbante të dhënat për kom-paninë. *Shkruesi i kompanisë.*
4. Vegël e marangozit, që i ngjan një zdrukthi dhe që shërben për të bërë vija ose zbukurime të tjera në dërrasë. *Drurin e zbukurojnë me shkrues.*
SHKROHEM *vetv.* 1. *bised.* Jap emrin për t'u bërë pjesëtar a anëtar në një grup, në një organizatë etj. ose për të marrë pjesë së bashku më të tjerët në një punë; regjistrohem. *U shkrua vullnetar. Shkruhe-shin ushtarë. U shkrua në shkollë.*
*2. Pës. e* SHKRUAJ. *Është shkruar keq(pa kujdes). Ishte shkruar me laps (me bojë).*
SHKRUMB,~I *m.* 1. Lëndë e zezë, e thërrmueshme dhe me erë të veçantë, që mbetet kur digjen plotësisht sende të ndryshme (si leshi, buka, drithi, mishi etj.). *Shkrumbi i fitilit të llambës (i qiririt). Vjen erë shkrumb. U be shkrumb buka (mishi, gjella). U be shkrumb çorapi.*
*2.* Shtresë e djegur gjelle, qumështi etj., që mbetet në fund të një ene, zhezhi. *Ka zënë shkrumb tenxherja.*
3. *përd. ndajf.* Shumë (zakonisht me mbiemrin I zi). *zi shkrumb* shumë i zi, i zi sterrë.
• E bëri shkrumb e hi (hi, hi e pluhur) *dike a diçka shih te* HI,~RI. Iu be goja (iu bënë buzët)shkramb iu tha goja nga të nxehtët a nga ethet, iu zhurit goja, iu rreshkën buzët, u dogj për një pike ujë.
SHKRUMBËZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKRUMBËZOJ, SHKRUMBËZOHEM.
SHKRUMBËZOHEM *vetv.* 1. Shkrumbohem. 2. *Pës. e* SHKRUMBËZOJ.
SHKRUMBËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shkrum-boj.
SHKRUMBËZUAR (i,e) *mb.* I shkrumbuar.
SHKRUMBIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKRUMBOJ, SHKRUMBOHEM.
SHKRUMBOHEM *vetv.* 1. *zakon. veto III.* Dig jet e bëhet shkrumb, zhuritet. *U shkrumbua gjella (kafja). Iu shkrumbua shtëpia me gjithë ç'kishte brenda. U shkrumbua gruri (misri, bari).*
2. Rreshkem; *vet. veta III* thahet a dig jet nga vapa e madhe a nga ethet ose nga mungesa e ujit. *M'u shkrumbua goja. Iu shkrumbuan buzët. U shkrumbova për një pike ujë.*
3. *Pës. e* SHKRUMBOJ.
SHKRUMBOJ *kal.,* ~OVA, '-'CAR. E djeg plotësisht, e zhurit, e bëj shkrumb e hi. *E shkrumboi rrufeja. E shkrumboi gjellën.*
SHKRUMBUAR (i,e) *mb.* 1. Që është djegur e është bërë shkrumb e hi, që është shkrumbuar. *Kufoma të shkrumbuar a. Kasolle të shkrumbuara. Tokë e shkrumbuar. Gjellë e shkrumbuar.*
2. I rreshkur; i tharë a i djegur nga vapa e madhe a nga ethet ose nga mungesa e ujit. *Gjethe të shkrumbuara. Me buzë të shkrumbuara.*
SHKRYDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shkrif, e bëj të shkrifët; shprish. *Shkrydh leshin. Shkrydh token.*
2. edhe *fig.* Shkrif trupin duke bërë lëvizje të gjym-tyrëve; e gjallëroj a e çel dike. *Shkrydh trupin (mus-kujt). Puna fizike të shkrydh.*
3. *fig.* Prish të hollat pa rregull e për gjëra të kota, i bëj rrush e kumbulla. *shkrydhi paratë.*
SHKRYDHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Shkrifët, shkrif-tohet, bëhet e butë. *Me këtë shi u shkrydh toka.*
2. Me shkrifët a me shpihet trupi; bëhem i zhdër-vjellët; gjallërohem, çelem. *Zuri të shkrydhej.*
SHKRYDHËT (i,e) *mb.* 1. I shkrifët dhe i butë, jo i ngjeshur; *kund.* i ngrydhët. *Tokë e shkrydhët. Pilaf* i *shkrydhët. Bukë e shkrydhët. Gurabije e shkrydhët.*
2. *fig.* I shkathët, i zhdërvjellët.
SHKRYDHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKRYDH, SHKRYDHEM. *Shkrydhja e leshit. Shkrydhja e trupit (e muskujve). Bëj shkrydhjen. sport.*
SHKRYDHTËSl,~A . Të qenët i shkrydhët, vetia e diçkaje të shkrydhët. *Shkrydhtësia e tokës.*
SHKUALIFIKlM,~I *m. sport.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKUALIFIKOJ, SHKUALIFIKO-
HEM. *Shkualifikimi i një ekipi (i një sportisti).*
SHKUALIFKOHEM *vetv.* 1. Humbas njohuritë dhe përvojën profesionale që kam pasur në një fushë të caktuar, humbas kualifikimin.
2. *sport. Pës. e* SHKUALIFIKOJ. *U shkualifikua për gabim teknik.*
SHKUALIFIKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *sport.* Përjashtoj nga ndeshja a nga gara një sportist, një atlet a një ekip për shkak të shkeljes së rregullave teknike ose për shkak se nuk arrin rezultatin e duhur. *Juria shkualifikoi një notar (një çiklist, një skuadër).*
SHKUALIFIKCAR (i,e) *mb.* 1. Që ka humbur njohuritë dhe përvojën profesionale, që ka humbur kualifikimin.
2. *sport.* Që është përjashtuar nga ndeshja a nga gara për shkak të shkeljes së rregullave teknike ose për shkak se nuk ka arritur rezultatin e duhur. *Atlet (vrapues, notar) i shkualifikuar.*
SHKUAR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Kohë e kaluar, periudhë e kaluar; ngjarje të ndodhura në kohën e kaluar; jeta dhe veprjmtaria e mëparshme e dikujt. *E shkuara e hidhur (e zezë). Nuk e harrojmë të shkuarën. Ka një të shkuar të shkëlqyer. Kujtoj të shkuar at. Të shkuara të*

*harruara! Të shkuara! (qofshin të shkuara!)* urim që i bëhet një të sëmuri a dikujt që sapo ka kaluar një sëmundje.
2. *gjuh. vet. nj.* Koha e shkuar e foljeve. *Trajtat e së shkuarës.*
3. *bised.* Sëmundje ngjitëse jo e rëndë, që prek një numër të madh njerëzish në të njëjtën kohë e që kalon shpejt. *Është e shkuar kjo.*
SHKUAR,~IT (t8) *as.* Shkuarje. *Të shkuarit në bazë. Me një të shkuar të dorës. Kane të shkuar. Nuk zgjidhet kjo punë me një të shkuar.*
SHKUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka kaluar, që ka mba-ruar (për kohën); që është bërë ose ka ndodhur disa kohë përpara; që ka jetuar disa kohë më parë ose shumë kohë me pare. *Kohët e shkuara. Javën (muajin, vitin) e shkuar. Të dielën e shkuar. Tre vjet të shkuar* ire vjet me pare. *Brezat e shkuar. Vite të shkuara* disa vjet me pare. *Ngjarje të shkuara.*
2. Që po i afrohet pleqërisë, i vjetër, i thyer në moshë; që e ka kaluar moshën mesatare, i moshuar. *Burrë i shkuar. Ishte një çikë e shkuar. Është me i shkuar se unë.*
3. I shkueshëm, i shoqërueshëm. *Është shumë i shkuar.*
4. *bised.* I mbaruar; i ronitur, që ka marrë fund e nuk mund të mbahet me (për rrobat). *Pantallonat ishin të shkuara.*
5. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit (për nje-rëzit). më të *shkuarit.*
Si i shkuar (si i shkelur) ne derstilS *shih te* DËR-STILË,~A. Koha e shkuar *gjuh.* kohë në të cilën folja tregon se veprimi ose gjendja e shprehur prej saj është kryer para çastit të ligjërimit ose para një çasti të caktuar të së shkuarës.
SHKUAR *ndajf.* Me shumë se..., në një shkallë më të lartë se... (përdoret kryesisht në togf jalësha të ndërtuar me përsëritjen e një emri). *Vëila e shkuar vëllait. Motër e shkuar motrës. Të kam shkuar babait. E kishte shkuar nënës. Qëndroi si burrë e shkuar bu-rrave. Punojnë si djem e shkuar djemve. Këndonte si bilbil e shkuar bilbilit. Ishte dhelpër e shkuar dhelprës.*
SHKUARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes SHKOJ.
2. *bised.* Mirëkuptim, marrëveshje, harmoni. *Kaneshkuarje të mirë ata (burrë e grua). Paçi shkuarje! ur.*
SHKUERI,~A . *krahin.* Të jetuar;t duke shteg-tuar nga një vend ne një tjetër, jetë endacake. *Je~ tonin në shkueri* jefonin duke bredhur nepër male si barinj.
SHKUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet., einogr.* Ai që dërgohej te njeiëzii e vajzës për ta kërkuar nuse për dike, ai që ndërmjetësonte për të bërë një fejesë; laj-mës, mblesës. *Dërgonin shkuesin. Vinte shkuesi.*
SHKUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet., einogr. Fem.* e SHKUES,~I.
SHKUESl,~A . *sh* ~, ~TË *vjet., etnogr.* Lidhja e krushqisë me anë të shkuesit, fejesa e krushqia që bëhej me shkues; puna e shkuesit; lajmësi, mbleseri. *Martesë me shkuesi. Nuk martohen me' me shkuesi. Kishfe bërë shumë shkuesi.*
SHKUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që shoqërohet dhe shkon mirë më të tjerët; i shoqëruesbëm; i af-rueshëm. *shkueshëm me shokët (me të gjithë). Është fort shkueshëm.*
SHKUJ,~I *m. krahin.* Rrymë ere. *Mos rri në shkuj të erës!*
S^IKUJDES *kal.,* ~A, ~UR. E bëj të mos ketë me kujdes për diçka, ia largoj vëmendjen e kujdesin
e duhur.

2. E lehtësoj nga shqetësimet, nga disa detyra, nga telashet e nga hallet. *doli djali në punë dhe e shkujdesi ca.*
SHKUJDESEM *vetv.* 1. Largoj vëmendjen dhe kujdesin e duhur për dike a për diçka, e lë pas dore. *U shkujdes fare për shtëpinë (për punën, për mësimet).*
2. Çlirohem a shpëtoj nga shqetësimet, nga disa detyra, nga telashet e nga hallet; i lë men jane shqetësimet dhe telashet e ditës. *Mbaruan punën dhe u shkujdesën.*
SHKUJDESJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Mungesa e vëmendjes dhe e kujdesit të duhur për dike a për diçka, lënie pas dore; moskokëçarje. *Shkujdesje e plotë] (e tepruar). Nuk duhet lejuar asnjë shkujdesje.*
2. Gjendja e dikujt që është çliruar nga shqetësimet, detyrat, telashet e hallet.
SHKUJDESUR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka vëmendjen dhe kujdesin e duhur për dike a për diçka, mosko-këçarës; që vepron a sillet pa menduar për pasojat jo të pëlqyeshme, i pakujdesshëm, që nuk bëhet merak. *Është shumë i shkujdesur. Ecje e shkujdesur. Pamje e shkujdesur. Me hap të shkujdesur.*
2. Që nuk ka shqetësime, detyrime, telashe e halle. *Jetë e shkujdesur. Dukeshin krejt të shkujdesur.*
SHKUL,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Liter leshi, pambuku, mëndafshi etj.; torkë, çile. *Nj'ë shkul lesh (pambuk, mëndafsh). Bëri katër shkule. Ngjeu dy shkule. E bëri shkulin lëmsh. E bëri lëmshin shkul.*
2. *fig.* Shtëllungë; tufë. *Një shkul drite.*
SHKUL,~I II m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Shkulm. *Shkul gjaku. I shkonin lotët shkul. Këndonte me shkul të zemrës.*
2. *përd. mb.* Shumë i ngrohtë, i nxehtë, i vale. *Uji ishte shkul. E përvëloi me ujë shkul. E kishte trupin shkul.*
3. *përd. ndajf.* Shumë ngrohtë. *Kjo pallio të mban shkul.*
4. *përd. ndajf.* Duke hedhur vale, me vale (për ujin kur valon). *Hiqe ujin se valoi shkui,*
SHKUL *kal,,* ~A, ~UR. l.-Nxjerr me force ose me një iëvizje të menjëhershme një gjë që është e nguiur a e futur dik:u; nxjerr me gjithë rrënjë një bimë etj.; nxjerr me vrull e me force diçka nga vend); *kund,* ngul. *Shkul një hu (një shtyllë). Shkul gardhsn. I shkuli pendëi këndesit. Shkut ihinjat (qimei). Shkui gozhdët. Shkul preshtë (qepët, hudhrat). Shkul iirin. Shkul barer at e këqija (hithërat, ferrat). Shkui një dhëmb (një dhembaUe). Shkul gur'i me kazmë.*
2. E heq menjëherë e me force, e shkëput nga vendi, shqit *Shkuli derën. Mcziia shkulën nga duart. Këtu të shkul era.*
3. Tërheq diçka me force gati sa nuk e këput. *la shkuli veshët. I shkuli faqet. Shkulte flokët (leshrat). Ia shkuli mjekrën.*
*4. fig.* Heq krejtësisht nga mendja a nga ndërgjegjja e dikujt një mendim ose një pikëpamje të ngulitur, një ndjenjë etj.; e bëj ta harrojë fare diçka; zhduk me rrënjë t)jë dukuri; çrrënjos; *kund.* ngul. *shkulim nga rrënjët besëtymitë e paragjykimet fetare. Nuk ia shkulën dot nga zemra (nga mendja). Mezi ia shkulën nga koka.*

*5. fig.* E detyroj dike të ngrihet e të ikë nga vendi ku është, e përzë, e ndjek; e marr me vete me zor ose mezi e bind të vijë me mua. *shkulem ilalianët nga Vlora. 1 shkulëm me zjarr nga llogoret. I shkulën nga fshati (nga vatrat e tyre). Kush e shkul atë që andej? Mezi e shkula nga shtëpia.*
6. *fig.* Ia dal t'i shkëput dikujt një gjë; e bëj që të flasë. *Ia shkuli lejen me pahir. Nuk i shkulën dot asnjë fjalë.*
7. *fig.* Largoj, heq, shkëput (vështrimin, sytë). *Nuk ia shkulte sytë.*
8. *fig.* Me lodh e me mërzit më të thirrura e më të bërtitura ose me zhurmë të vazhdueshme, me bën që të me dhembë koka etj. *Me shkuli nga mendtë (nga koka). Me shkuli mendjen e kokës (kokën). Na shkulën nga veshët.*
*9.* E bëj të qeshë fort, e gajas; me mundon, me këput. *Na shkuli gazit (së qeshuri). Me shkuli kolla.*
10. *fig. bised.* Ia marr këngës bukur a i fryj bukur një vegle muzIkore, e tund. *Ia shkulën këngës qëç'ke me të. A ia shkulim një here labçe? Shkulja një here zamares ashtu si di vetë!*
•*k* E shkulëm barkun folëm e bërtitëm. po nuk na dëgjoi kush. I shkuli (i tundi) dhëmballët (dhëmbët) *dikujt* e detyroi dike të përgjigjej gjer në një për një veprim a për një sjellje të padrejtë, e ndëshkoi rreptë. Shkul (përmbys, pres) nga rrënjët (me rrënjë) *shihte* RRËNJË,~AU shkuli (i hoqi, i tërhoqi, i zgjati) veshin (veshët) *dikujt shih te* VESH,~I. Me shkuli zorrët nuk e duroj dot, me nxori zorrët, me vjen për të vjellë prej tij. Shkul një gur nga një mur (shkul një qime nga një derr) është shumë dorështrënguar, mezi e nxjerr lekun nga xhepi. E shkulën (e ngritën) me rrënjë e me degë *shih te* RRËNJË,~A i. Ngul hunj e shkul hunj *shift te* HU,~RI. Ngul qepë e shkul hudhra *shih te* QEPË,~A.
SHKULARAK,~E *mb.* 1. Që është fare pa njeri, i panjeri. *Mbeti shkularak.*2. Që është shpërngulur nga fshati i tij dhe ka shkuar të banojë në një vend tjetër, ku nuk njeh as-njeri ose e ndien veten si të huaj. *Pleq e fëmijë shku-larakë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
SHKULEM *vetv.* 1. Shpërngulem nga një vend, ndërroj vendin e banimit, lë vendin; *kund.* ogulem. *U shkulën nga vatrat e tyre (nga malësia, nga fshati). U shkul me rrënjë e me degë.*
2. edhe *fig.* Ngrihem e shkoj nga vendi ku jam, shqitem, shkëputem; *kund.* ngulem; ngrihem nga vendi ku jam e shkoj diku për një qëllim të caktuar (për një numër të madh njerëzish); *zakon. veta HI* ikën, lar-gohet. *Nuk shkulej nga vendi (nga karrigia, nga min-deri). Nuk shkuleshin nga llogoret. Ishte shkulur e gjithë Vlora (i tërë fshati) për ta pritur. Jane shkulur nga ana e anës (i madh e i vogël). Mezi u shkul. Nuk po shkulet dimri.*
3. *vet. veta 111 fig.* Zhduket nga mendja a nga ndërgjegjja e dikujt një mendim ose një pikëpamje e ngulitur a një ndjenjë; zhduket me rrënjë një du-kuri; çrrënjoset; *kund.* ngulet. *Nuk shkulen lehtë paragjykimet fetare (zakonet prapanike). Nuk me shkulet nga kujtesa (nga mendja, nga zemra).*
4. Qesh më të madhe, gajasem së qeshuri. *U shku-lëm gazit (së qeshuri).*
5. *euf.* Dal jashtë, kryej nevojën; me shkon bark.
6. *Pës. e* SHKUL. *Liri shkulet (nuk korret). Ba-rërat e këqija është mirë të shkulen me gjithë rrënjë.*
SHKULE-SHKULE *ndajf.* Dallgë-dallgë, vale-vale; gulfa-gulfa. *shkonte gjaku shkule-shkule.*
SHKULË,~A . Bark, purthë. *shkon shkula. I ka zënë shkula dhentë (lopët).*
SHKULËS,~E *mh.* 1. Që shkul. *Plug shkulës* (për panxharin e sheqeiit etj.).
2. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Mjet që shërben për të shkulur diçka. *Shkulëse patatesh. Shkulësja e panxharsheqerit.*
SHKULJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKUL, SHKULEM. *Shkulja e fidanëve. Shkulja e panxharsheqerit (e palates).*
SHKULKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dru me bigë i ngulur në tokë, mbi të cilin peshkatarët ndejnë rrjetat për t'i terur. *Ndejnë rrjetat ndër shkulka.*
*2.* Dru (zakonisht një degë e qëruar) që ngulet përkohësisht në një vend si shenjë e pastaj hiqet.
3. Vala e ujit (kur valon në një enë); shkulm. *Po zien uji me shkulka.*
SHKULM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Dallgë a vale e madhe, vale e turrshme, suvalë (e detit a e lumit); rrjedhë e turrshme në lumë ku nuk mund të kalohet; vale; gulfë. *Shkulmat e detit (e lumit). Shkulmat e erës (e stuhisë). Shkulm zjarri. Shkulma gjaku. E rrëmbeu një shkulm. Mori shkulm grosha. I rridhte gjaku me shkulma.*
SHKULMON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Valon, hedh vale, zien; shkumëzon (edhe *fig.). Shkulmon deti (lumi). Shkulmoi uji (qumështi). I shkulmon në gjoks dëshira për diçka.*
SHKULORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Simite e ngrohtë.
SHKULUR (J,e) *mb.* Shkularak, i panjeri.
Gardh i shkulur *shih te* GARDH,~I.
SHKULLOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Kthjellohet, kullohet (për ujin e për qtellin). *Qielli u shkullua krejt.* 2. Lahem e pastrohem.
SHKULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Zbraz deri në pikën e fundit, e pi krejt, i nxjerr fundin, e shpik. *E shkulloi gotën (kupën, shishen).*
SHKULLOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Hekur i kthyer në majë, që përdoret për të ngritur çerepin e bukës a kërcunjtë e zjarrit; hekur për të shkrepur urët e zjarrit; mashë.
SHKUM.'IK,~E *mb.* I mbuluar me shkumë; që lëshon shkumë përsipër.
SHKUMARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Kërce sepiesh si gjuhë, që, kur e nxjerr deti në breg, thahet e bëhet e bardhë si shkumës. *Mbledh shkumare.*
*2.* Luge druri që e përdorin barinjtë për të pirë shkumën e qumështit që sapo e kanë mjelë.
SHKUMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shtresë e bardhë shumë e shkrifët prej bulëzash të dendura, që formohet mbi sipërfaqen e ujit a të një lëngu tjetër kur trazohet a tundet, kur valon, kur tharbëtohet a kur prej tij çlirohet gazi i tretur; shtresa e sipërme që zë sherbeti i ëmbëlsirave ose reçeli kur e valojmë; papastërtitë që dalin mbi sipërfaqen e një lëngu që valon. *Shkumë e bardhë. Shkuma e dallgëve (e detit). Shkuma e birrës (e shampanjës). Shkuma e qumështit. Shkuma e mishit (e gjellës). Shkumë pastash* e bardhë veze, e rrahur me sheqer, që përdoret për përgatitjen e pastave etj.
2. Grumbull flluskash që formohen në ujë kur tretet sapun a ndonjë lëndë tjetër larëse ose kur fërkojmë diçka me ujë e me sapun. *Shkumë sapuni. Ben shumë (nuk bën) shkumë. E zbut mjekrën me shkumë për t'u rruar.*

3. Jargë që u dalin ttluska-rtluska disa kafshëve, zakonisht kur janë të lodhura a të egërsuara, ose një njeriu kur e godet sëmundja e tokës a kur bëhet si i tërbuar nga zemërimi; shtresë bulëzash djerse që dalin mbi lëkurën e kalit a të gjedhëve nga lodhja. *Shkuma e qeve. I doli shkumë nga goja.*
4. *bised.* Sëmundja e tokës. *Shkuma të preftë! mallk. E ngaftë shkuma! mallk. I rente shkuma! mallk.*
5. *përd. mb.* Shumë i butë e i shkrifët, jo i ngjeshur (për gjalpin e njomë etj.). *Gjalpë shkumë. Krem shkumë.*
6. *përd. mb. fig.* Që nuk është i lidhur e i ngjeshur, i flashkët, i qullët (për trupin e njeriut). *E ka trupin shkumë. Është fare shkumë.*
*1. përd. ndajf.* Shumë, fare (zakonisht me mbiemra si i bardhë, i butë, i shkrifët etj.). *bardhë shkumë. I butë shkumë.*
• Kapet pas shkumëve (për shkumë) përpiqet kot. E ngau shkuma u tremb shumë, i ngriu gjaku. Ngopet me shkumë gënjehet kollaj, ngopet me luge të zbrazët. Sapun pa shkumë diçka e padobishme, muhabet pa bulmet. Me shkumë në gojë me zemërim të madh, si i tërbuar. I doli shkumë nga goja a) u lodh shumë, u rraskapit; b) u inatos shumë; u tërbua nga zemërimi. Si i mbyturi nëpër shkumë në gjendje shumë të vështirë, aq ngushtë sa me s'bëhet, në pike të hallit; me shpirt ndër dhëmbë. I nxori shkumë nga goja *shihie* NXJERR. E shet shkumën për ajkë i paraqit gjërat shumë më të bukura a më të mira se ç'janë; mashtron. Shkumë deti mineral nga grupi i silikateve ië magnezit me ngjyrë të bardheme, i lehtë e me pore dhe zjarrdurues, prej të cilit bëhen sende zbukurimi, pipa etj.
SHKUMËBARDHË *mb. poet.* Që zbardhon nga shkuma; që ka vale a dallgë me shkumë të bardhë. *Valët (dallgët) shkumëbardha. Deti (lumi) shkumë-bardhë.*
SHKUMËDALË *mb.* Shkumëngarë. SHKUMËMADH,~E *mb.* Shkumëngarë.
SHKUMËNGARË *mb.* 1. Që vuan nga sëmundja e tokës, që e nget shkuma; *si mallk.* që e ngaftë shkuma.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Lëre, mos e nga, shkumëngarin!*
SHKUMËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Gur gëlqeror i butë dhe i bardhë, i formuar prej guaskash ose prej bimësh njëqelizore të detit, që përdoret në degë të ndryshme të industrisë kimike etj. *Shkumës i bluar. Shtresë shkumë si.*
*2.* Shkop i vogël prej kësaj Iënde ose i përgatitur prej lëndësh të tjera, që përdoret për të shkruar në dërrasën e zezë ose në një sipërfaqe tjetër me ngjyrë të errët. *Shkumës i bardhë. Shkumës me ngjyra. Pu-nishija e shkumë sit. Shkruaj me shkumës.*
SHKUMËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rish(iore shumëvjeçare, e lartë afër një meter, me kërcëll të drejtë, me gjethe vezake e me lule ngjyrë trëndafili ose të bardha, rrënjët e së cilës përmbajnë një lëndë që shkiimëzon si sapuni.
SHKUMËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKUMËZOJ, SHKU-MËZOHET.
2. Shkuma që ngrihet kur shkumëzon diçka. *Shku-mëzime të bardha. Përroi rrjedh me shkumëzime.*
SHKUMËZOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Mbulohet me shkumë, nxjerr shkumë, shkumëzon.
2. *kryes. veta HI fig.* Bën si i tërbuar, mend pëlcet nga inati; flet e bërtet pa pushim. *U tërbua e u shkumë zua.*
3. *fig.* Rropaterri e shkrihem në punë (sidomos jash+ë në diell a në punë të rënda fizike), lodhem shume, këputem. *U shkumëzuan në punë.*
SHKUMËZOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Mbulohet me shkumë, nxjerr a bën shkumë. *Shkumëzojnë dallgët (valët). Shkumëzon deti (lumi). Shkumëzon birra (shampanja).*
*2. leal.* E bëj diçka me shkumë, u shkoj sapun rro-bave. *Shkumëzoj rrobat në govatë.*
3. Nxjerr shkumë nga goja (nga lodhja e madhe, nga të folurit gjatë a me zemërim, nga ndonjë së-mundje etj.). *Qetë (kuajt) shkumëzonin.*
4. *kryes. veta III fig.* Bën si i tërbuar, bërtet e çirret nga inati. *Shkumëzonte nga inati. Dridhej e shku-mëzonte.*
SHKUMËZOR,~E *mb. poet.* Që është me shkumë, që shkumëzon. *Dallgët (valët) shkumëzore. Rrje-dhë e bardhë shkumëzore.*
SHKUMËZUAR (i,e) *mb.* 1. Që është i mbuluar me shkumë, që nxjerr a bën shkumë, që ka shkumë.
*Valët (dallgët) e shkumëzuara. Det (lumë) i shkumë-zuar. Qumësht i shkumëzuar.*
*2.* Që nxjerr shkumë nga goja (nga lodhja e madhe, nga të folurit gjatë a me zemërim, nga ndonjë sëmundje etj.). *Kuaj të shkumëzuar. Me gojë të shkumëzuar.*
3. *fig.* Që bën si i tërbuar nga inati (për njerëzit).
SHKUMËZUES,~E *mb.* Që shkumëzon, që nxjerr shkumë. *Vale (dallgë) shkumëzuese. Verë shkumëzuese.*
SHKUMOHEM *vetv.* Shkumëzohem. *Filloi të shkumohej me sapun. U shkumua duke bërtitur.*
SHKUMOJ *jokal.* dhe *kal,* ~OVA, ~UAR. Shku-mëzoj. *Shkumon deti. Ky sapun shkumon mirë. Shku-moj rrobat me sapun. Shkumoj fytyrën Çmjekrën). Kuajt shkumonin. Shkumoi fëmija* plasi së qari. *Të shkumoftë! mallk.* të zëntë sëmundja e tokës, të ngaftë shkuma!
SHKUMOR,~E *mb. poet.* Shkumëzor. *Lumë shku-mor. Verërat shkumore.*
SHKUMORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Verë ose pije tjetër që shkumëzon kur e hedhim në gotë.
SHKUMUAR (i,e) *mb.* I shkumëzuar.
SHKUMUES,~E *mb.* Shkumëzues. *Lëndë shku-muese.*
SHKUMUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Ujë i shfcu-mueshëm: ujë në të cilin sapuni shkumon lehtë.
SHKUND *kal.,* ~A, ~UR. 1. Tund me force një pemë ose godas me shkop degët e saj që të bien kok-rrat e pjekura. *Shkund manin (dardhën). Shkund ullinj-të. Shkund me purtekë. I ka shkundur era.*
*2.* Tund me force rrobat, qilimat etj. ose i rrah me shkop a me diçka tjetër që t'u ikë pluhuri e t'u bien papastërtitë; bëj që të shkëputet e të bjerë diçka nga një send, duke e tundur këtë me force. *Shkund rrobat (çarçafët, qilimin, mbulesën e tryezës). Shkund thesin. Shkund shportën e bukës. Shkund llullën (çi-bukun). Shkund hirin e cigares. Shkund thërrimet nga përparësja. Tjetër i shkund, tjetër i ha. fj. u.*
3. E kthej menjëherë dhe e pi deri në fund, s'lë asnjë pike, e shkulloj, e shpik, e përmbys (zakonisht për gotën a shishen me pije alkoolike). *E shkundi gotën menjëherë. I shkundën shishel.*
4. *fig. bised.* I marr e i harxhoj a i shpërndaj të gjitha ç'ka brenda një send, një enë, një vend etj. ose marr a harxhoj një sasi shumë të madhe prej tyre; e zbraz fare diçka, e lë pa gjë (zakonisht për paratë, për plaçkat e mallin e shtëpisë etj.); e detyroj dike që të harxhojë shumë të holla

a ushqime për mua. *E shkundi qesen (kuletën). I shkundi xhepat. E shkundi shtëpinë. E shkundi hambarin. I shkundën dyqanet* blenë shumë gjëra. *Na shkundi fare.*
5. *fig.* Rrëzoj me force një pushtet shtypës a një sundim të huaj; përmbys. *E shkundën zgjedhën e huaj (robërinë).*
6. *fig.* E gjallëroj dike, e vë në lëvizje, e bëj të men-do jë e të veprojë duke e nxjerrë nga plogështia e nga mefshtësia; e bëj të vetëdijshëm për përgjegjësinë që ka, e sjell në vete, e bëj që të heqë dorë nga pikë-pamjet, qëndrimet e sjelljet e gabuara. *E shkundi kritika (fietërrufeja). E shkundi nga gjumi (nga plogështia). Duhen shkundur mirë burokratët.*• Aq mundi, aq shkundi bëri atë që mund të bënte, aq e kishte fuqinë a aftësinë. Shkund pemët e të tje-rëve rron duke zhvatur nga njëii e nga tjetri, rron në kurriz të të tjerëve. E shkundi qesen a) i shpenzoi gjithë të hollat; bëri shpenzime të mëdha; b) nuk la gjë pa thënë, i nxori të gjitha ç'kishte. E shkundi thesin har-xhoi gjithçka, harxhoi edhe gjënë e fundit, s'i mbeti gjë. E sbkundi tërë thesin i tha të gjitha ç'dinte, e zbrazi barkun. Shkund urët nxit një punë që të kryhet, bëj përpjekje për ta shpejtuar një punë. Eshtë shkund e ha atë që fit on sot e ha sot, nuk mendon fare për të nesërmen. Është tund e mos shkund punon, por pa dobi; nuk i ka duk puna. I peshon arrat pa i shkundur *shih te* PESHOJ. la ka shkundur era trutë nuk ka mend në kokë, është fare mendjelehtë. E shkund manin në prill (arrën në korrik) nuk ka durim fare, ngutet a rrëmbehet shumë; është i papjekur. Shkuod me duar e shtyp me këmbë bën diçka të dobishme, por vetë e prish menjëherë; e mbush kusinë dhe pastaj -e derdh me një shkelm.
SHKUNDADIMËR,~RI *m.* Tri ditë të ftohta në fund të marsit a në fillim të prillit, që, sipas besëtyt-nive, janë shfaqja e fundit e forces së dimrit kur vjen pranvera; plakat.
SHKUNDEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Shkëputet nga vendi dhe bie poshtë vetiu, nga era a kur e prekim (për kokrrat e drithërave dhe për gjethet); mbetet pa kokrra a pa gjethe(për kallinjtë, për drurët etj.). *U shkund gruri. U shkundën kallinjtë. U shkund dushku (mani). U shkundën ullinjtë.*
*2^* Tund rrobat që kam veshur ose u bie fort me duar që t'u ikë pluhuri a ndonjë papastërti tjetër. *Shkundu, se je bërë me miell! Mos u shkund këtu!*
3. Bëj disa lëvizje të hovshme e të shpejta të gjithë trupit sikur me kalon një dridhje e forte; *vet. veta III* shpupuritet (për shpendët); tundem fort. *U shkund një here dhe tha... Shkundën dhentë. Shkundën patat (rosat, pulat). U shkundën xhamat. Tundeshin e shkun-deshin duke qeshur.*
4. *fig.* Gjallërohem, vihem në lëvizje, dal nga plo-gështia e mefshtësia dhe bëhem luftarak; mbledh fu-qitë e mia, bëhem i vetëdijshëm për përgjegjësitë e detyrat e mia; vij në vete, heq dorë nga pikëpamjet, qëndrimet e sjelljet e gabuara; tundem. *Ka nevojë të shkundet ca. U shkundën i madh e i vogël. Të shkun-demi nga pluhuri i së kaluarës (nga plogështia) ! Shkundu një here!*
5. *fig.* I prish të gjitha paratë që kam, mbetem pa një lek; i harxhoj të gjitha ushqimet që kam a i shes të gjitha plaçkat e shtëpisë, mbetem pa gjë a me fare pak gjëra në shtëpi. *U shkund fare. U shkund nga xhepi (nga ushqimet, nga zahiretë).*
*6. fig.* Humbas aftësinë për të menduar e për të arsyetuar në mënyrë të shëndoshë, me rrjedhin trutë, matufosem, rrjedh. *U shkund fare (nga trutë).*
• M'u shkundën zorrët me griu uria, e kam barkun bosh. Tundet e shkundet mbahet meië madh, kapar-diset.
SHKUNDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shkund ullinjtë. *Shkundësit e ullinjve.*
SHKUNDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKUND, SHKUNDEM. *Shkun-dja e ullinjve.*
SHKUNDULLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dridhje e forte e tokës, e shoqëruar me oshëtimë. *Shkun-*
*dullimë e fuqishme. V ndje një shkundullimë. Skembe-shin gurët nga mali me shkundullimë.* 2. Tërmet.
SHKUNDUIXOHEM *vetv.* I. Shkundem fort (nga plogështia etj.).
2. *Pës. e* SHKUNDULLOJ.
SHKUNDULLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E tund dhe e shkund me force. *Era shkundullonte lisat. E kapi dhe e shkundulloi.*
SHKUNDUR (i,e) *mb.* 1. Që ka rënë përtokë pas shkundjes (për kokrrat e pemëve, të drithërave etj.); që i kanë rënë kokrrat pasi e kanë shkundur (për pemët, për kallinjtë etj.). *Ullinjtë e shkundur. Man i shkundur. Arrë e shkundur. Kallinj të shkundur.*
2. *fig.* Shumë i varfër, i këputur; që ka mbetur pa një lek në xhep. *Ishin të shkundur fare.*
3. *fig.* Që është bërë matuf, i rrjedhur. *Plak i shkundur. Është i shkundur (nga trutë).*
SHKUPË,~A . Erë e ngrohtë që shkrin borën.
SHKURDIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shkreh një me-kanizëm që ka qenë i kurdisur; *kund.* kurdis.
2. I prish akordin një vegle muzikore; *kund.* kurdis. *E ka shkurdisur çiftelinë.*
SHKURDISET *vetv.* 1. Shkrehet vetë një meka-nizëin që ka qenë i kurdisur. *U shkurdis ora.*
2. I prishet akordi një vegle muzikore. *Pianoja ishte shkurdisur.*
3. *Pës. e* SHKURDIS.
SHKURDISJE,~A. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKURDIS, SHKURDISET.
SHKURDISUR (i,e) *mb.* 1. Që është shkrehur (për mekanizmat që kurdisen); *kund. i* kurdisur. *Ore e shkurdisur.*
*2.* Që i është prishur akordi, që nuk është në akord (për veglat muzikore dhe për zërat). *Piano e shkurdisur. Zëra të shkurdisur.*
SHKURORËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit 2 të foljes SHKURORËZOJ.
2. *drejt., vjet.* Zgjidhja e martesës me vendim të gjykatës, ndarje.
SHKURORËZOHEM *vetv.* 1. *drejt., vjet.* Zgjidh martesën; ndahem nga bashkëshorti a nga bashkë-shortja me vendim të gjykatës.
2. *Pës. e* SHKURORËZOJ.
SHKURORËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *drejt., vjet.* Bëj zgjidhjen e martesës së dy bashkëshortëve sipas ligjit, ndaj.
2. *libr.* I heq dikujt famën a emrin e mirë; i jap fund lavdisë së dikujt duke ia kaluar në diçka a duke e mundur; bëj që të tjerët të mos besojnë me në një mendim, në një ide etj. *Shkurorëzoj një mit.*
SHKURORËZUAR (i,e) *mb. drejt., vjet.* I. Që është ndarë nga bashkëshorti a nga bashkëshortja me vendim të gjykatës, i ndarë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

SHKURT,~I i *m.* Muaji i dytë i vitit, që vjen pas jajiarit. *Të ftohtët e shkurtit. Java e parë e shkurtit.* SHKURT,~I U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Djalë a burrë me trup të shkurtër.
SHKURT *ndajf.* I. Duke shkuar nëpër rrugën më të shkurtër për të arritur diku, nga është rruga më e shkurtër, andej nga del me afër (e shoqëruar ose jo me parafjalën "për"); *kund.* gjatë. *rashë (per) shkurt. Andej dalim shkurt. Këtej bie (pret) me shkurt. Nga shkohet me shkurt?*
*2.* Në mënyrë të tillë që të mos mbulohet qafa, me gjatësi të vogël (për flokët). *pres flokët shkurt.*
3. Me pak fjalë, pa hyrë në hollësira, pa e zgjatur; përmbledhtas; *kund.* gjatë; gjerë. *Foli (u përgjigj, i ra) shlcurt. Shkruajshkurt. Që ta themi (që t'ibiem) shkurt...*
4. *bised.* Duke thënë fjalën e fundit (kur bëjnë pazar për diçka); duke e thënë një gjë cope dhe me pak fjalë. *Sa e mban shkurt? Këpute shkurt! Do shkurt ti?*
5. si *fj. ndërrrt.* Që ta themi me pak fjalë, që të mos e zgjatim (përdoret në krye të një fjalie kur ri-merret e përmblidhet me pak fjalë ajo që është thënë me pare). *Shkurt, aty ka pasur një fry më të lartë luf-tarake. Shkurt, nuk kthehem dot para shtatorii.*
*iç I* ra shkurt *(një pune)* e përfundoi shpejt një punë a një çështje, pa u thelluar dhe pa hyrë në hollësira. Gjykon (mendon) sbkurt nuk gjykon thellë, nuk thellohet, nuk sheh larg. Shkurt hesapi... *fj. nderm.* a) që ta zgjidhim këtë punë pa e zgjatur... b) s'ka vend për fjalë të tepërta, puna është e qartë. Pret shkurt *shihte* PRES i. la preu shkurt *dikujt shift te* PRES i. I preu drutë sbkurt *me dike* nuk ia zgjati shumë dikujt, i dha përgjigjen e duhur, i tregoi vendin.
SHKURTABIQ,~E *mb. mospërf.* 1. Që e ka trupin shumë të shkurtër, shkurtalaq. *Burrë shkurtabiq. Grua shkurtabiqe.*
*2\ Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHKURTALAQ,~E *mb. mospërf.* Shkurtabiq.
SHKURTAQE,~JA i . *bised.* 1. Fjala e fundit (kur bëjnë pazar). *Fol shkurtaqen! Sa e ke shkur-taqen?*
2.i *shih* SHKURT JE,~A. *erdhi shkurtaqja.*
SHKURTAQE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET. Grua me shtat të shkurtër, shkurtabiqe (edhe *mospërf).*
SHKURTAS *ndajf.* I. Shkurt, me pak fjalë. *E tregoi shkurtas.*
2. Shtiem shkurtas: hedhim shkurtëzën. SHKURTAZI *ndajf.* Shkurtas.
SHKURTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. *shih* SHKURTË,~A II i.
*l.\shih* SHKURTAQE,~JA i i. *Sa e ka shkurten ky dash?*
SHKURTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjuh.* Fjalë e formuar nga bashkimi i rrokjeve, i tingujve a i shkronjave të para të një togu fjalësh (p.sh. *mapo-ja, ATSH-ja, SMT-ja* etj.).
SHKURTË,~JA I . *sh.* ~A, ~AT *zool* Zog shtegtar që i ngjan thëllëzës, me pendë të murrme e lara-lara, me këmbë të shkurtra dhe me mish shumë të shijshëm; shkurtëz. *Shkurtë pikaloshe. Ecën si shkurtë.*
SIOCURTË,~A II *sh.* ~A, ~AT. 1. Petk i sipërm prej shajaku ose prej pëlhure, i hapur përpara
e me mëngë, që arrin deri mbi gju ose deri në mes (sipas krahinave); mëngore agunë e shkurtër; xhaketë e shkurtër grash, zakonisht e mbushur me pambuk dhe e rrahur me tegel. *Shkurtë grash (burrash). Vish-nin shkurta.*
*2. shih* SHKURTËZ, ~A,.
3. Grua e shkurtër.

SHKURTËR (i,e) *mb.* I. Që e ka gjatësinë më të vogël në krahasim me gjatësinë e zakonshme a me gjatësinë e nevojshme ose në krahasim me një send tjetër; jo i gjatë; *kund. i* gjatë. *Shkop i shkurtër. Shkallë e shkurtër. Pushkë e shkurtër. Degë (rrënjë) të shkurtra. Bar i shkurtër. Me këmbë të shkurtra. Flokë të shkurtër. Lesh (pambuk) i shkurtër. Rruga më e shkurtër. Jfapa të shkurtër. Vale të shkurtra. elektr.* vale me gjatësi 10 deri 150 milimetra. *Qark i shkurtër. elektr. Drita të shkurtra* dritat e automobilit që ndriçojnë afër.. *Krasitje e shkurtër. bujq.*
2. Që ka trup të vogël; *kund. i* gjatë, i lartë. *Burrë* i *shkurtër. Grua e shkurtër. I shkurtër nga shtati. Mbeti i shkurtër.*
3. Që nuk zgjat shumë, që zgjat me pak se zakonisht; që nuk kërkon shumë kohë për t'u kryer; *kund.* i gjatë. *Ditët e shkurtra të dimrit. Verë e shkurtër. Afat i shkurtër. Kohë e shkurtër. Jetë e shkurtër. Hesh-tje e shkurtër. Luftim i shkurtër. Mbledhje (bisedë) e shkurtër. Takim i shkurtër. Fjalim i shkurtër. Film* i *shkurtër.*
*4.* Që ka vëllim të vogël (për shkrime e vepra le-trare); i pëimbledhur, që ka pak fjalë; *kund. i* gjatë, *Roman (tregim)* i *shkurtër. Shënim i shkurtër. Studim i shkurtër. ffyrje e shkurtër. Telegram i shkurtër. Për-gjigje e shkurtër.*
5. *gjuh.* Që zgjat pak kur shqiptohet, që e ka gjatësinë më të vogël se gjatësia mesatare. *Zanore e shkurtër. Rrokje e shkurtër.*
*6. Përd. em.* sipas kuptimeve 1,2 të mbiemrit. *Të shkurtrit qëndronin në radhën e pare. J gjati është shërbëtori i të shkurtrit. fj. u.*
I do drutë të shkurtra *shih te* DRU,~JA. I ka ditët të shkurtra nuk do të zgjatë shumë, nuk do ta çojë gjatë. I ka duart të shkurtra nuk ka shumë fuqi, pushtet a mundësi për të kryer një punë (zakonisht jo të mirë); nuk ka fuqi a mundësi për të shtënë në dorë diçka. I ka fjalët të shkurtra nuk e zgjat shumë, ta thotë prerë e shkurt. E ka qafën të shkurtër *shih te* QAFË,~A. Gënjeshtra i ka këmbët të shkurtra *fj. u.* gënjeshtra zbulohet shpejt, del në shesh menjëherë.
SHKURTËSl,~A . Të qenët i shkurtër, vetia e e diçkaje të shkurtër.
SHKURTËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Short që hidhet me disa fije druri, kashte etj., njëra nga të cilat është më e shkurtër se të tjerat. *Shtinë (hodhën) shkurtëzën. I ra shkurtëza.*
2. *zool.* Shkurtë.
SHKURTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHKURTOJ, SHKURTO-
HEM. *Shkurtimi i afateve. Shkurtimi i ditës (i na:ës). Ka vend për shkurtime.*
*2.* Heqja e një pjese nga një tekst i shkruar; pjesa që hiqet. *Botohet me disa shkurtime.*
3. *vjet.* Përmbledhje e një shkrimi a c një fjalimi. *U botua një shkurtim i fjalimit.* 4. *gjuh.* Paraqitja e një f jalc a e një grupi fjalësh no trajtë të shkurtuar, që bëhet për ta shkruar atë me shpejt dhe në me pak vend (p.sh. km <<kilometër", d.m.th. "domethënë", p.. <<për shembull", etj. "e të t jera"). *Pasqyra e shkurtimeve. Përdorimi i shkurti-meve.*
SHKURTIMfSHT *ndajf. libr.* Shkurt, shkurtas.
SHKURTJE,~A . *bised.* Ditët a çastet e fundit të jeiës, fundi, vdekja. *erdhi shkurtja.*
SHKURTOHEM *vetv.* 1. Bëhem me i shkurtër; *vet. veta III* i zyogëlohet gjatësia a lartësia, bëhet me i shkurtër;

hyn në ujë (për rrobat); me rri më e shkurtër ngaqë jam zgjatur unë (për veshjet). *Iu shkurtuan pantallonat Çmëngët). Është shkurtuar hija e qipari-sit (në mesditë). Është shkurtuar rruga për në Krujë.*
2. *vet. veta III.* Zgjat me pak, zë me pak kohë; *kund.* zgjatet. *Është shkurtuar dita (nata). Jane shkurtuar afatet. Iu shkurtoftë jeta! mallk.*
3. *vet. veta III.* Pakësohet ose zvogëlohet sasia a vëllimi i diçkaje, ulet. *Shkurtohen shpenzimet. Shkur-tohet buxheti. U shkurtuan organikat.*
4. *Pës. e* SHKURTOJ.
• M'u shkurtuan këmbët s'më mbajnë këmbët, me priten këmbët e nuk eci dot (nga pleqëria, nga sëmundja, nga frika etj.). In shkurtua (iu mblodk) litari (laku) *shih te* MBLIDHEM. Iu shkurtua drita e syve nuk sheh dot larg, iu dobësuan sytë (nga pleqëria).
SHKURTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. la zvogëloj diçkaje gjatësinë a lartësinë, e bëj më të shkurtër. *Shkurtoj drutë. Shkurtoj këmbët e tryezës. Shkurtoj flokët. Shkurtoj perdet Çfustanin, mëngët). Shkurtoj hapin. Shkurtoj shënjestrën. usht.* i jap shënjestrës një gradim më të vogël për ta dërguar predhën në një shenjë që ndodhet me afër.
2. *sport.* E bëj më të shkurtër largesën që me ndan nga ata që janë para meje në një garë vrapimi, çi-klizmi etj. *Shkurtoj largësinë.*
3. E bëj që të zgjatë me pak, të përfundojë me shpejt, të kryhet në një kohë më të shkurtër; e bëj që të vdesë a të shkatërrohet me shpejt; *kund.* zgjat. *Shkurtoj kohën e... (afatin e...). Shkurtoj orët (javënj e punës. I shkurtoj jetën (ditët) dikujt a diçkaje.*
4. Pakësoj ose zvogëloj sasinë a vëllimin e diçkaje duke i hequr një a disa pjesë; *kund.* shtoj; zgjeroj. *Shkurtoj një studim (një referat). Shkurtoj shpenzimet (buxhetin). Shkurtoj organikat (kuadrin, fuqinë punëtore). Shkurtoj listen.*
5. *bised.* Largoj dike nga një punë ku nuk është me i nevojshëm, heq. *Shkurtuan dy veta. la shkurtuan vendin.*
6. edhe *jokal.* I bie për shkurt, zgjedh rrugën më të shkurtër ndërmjet dy pikave. *Shkurtoj udhën. Kjo rrugë shkurton.*
7. Vras, pres; i marr jetën, e vdes. *shkurtoi ar-miqtë. I shkurtoi kryet (kokën)* i preu kryet (kokën). *E shkurtoftë plasja (kolera)! mallk.*
8. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të për-emrit vetor në r. kallëzore).* Me pret, me than (për erën kur është shurnë e ftohtë dhe e forte). *Atje të shkurton era.*
• la shkurtoi (ia preu) doren (duart) *dikujt shih te* DORË,~A. I shkurtoi (i preu, i thau) duart (do-rëa, krahet) *shih te* DORË,~A. Shkurtoje (preje) gjuhta! mjaft fole!, mos u bëj llafazan! Ia shkurtoi këmbët *dikujt* e ndëshkoi rreptë dhe nuk e lejon të shkelë me diku, që të mos bëjë dëme e të këqija. Shknrti shkurton urët *fj. u.* në shkurt bën ftohtë dhe harxhohen shutnë dru për zjarr.
SHKURTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Rrugë që pret shkurt, rrugë që të nxjerr shkurt. *Mori një shkurtore. I ra shkurtores.*
2. *libr.* Libër ku jepen në mënyrë të përmbledhur pikëpamjet e tezat themelore të një dijetari ose ele-mentet thelbësore të një doktrine, të një teorie a të një vepre shkencore.
SHKURTUAR (i,e) *mb.* I. Që zgjat me pak se za-konisht, që është shkurtuar. *Orar i shkurtuar.*
2. Që i janë hequr disa pjesë a është përmbledhur (për shkrime). *Artikull (fjalim) i shkurtuar.*
3. *si em.* ~, ~I (i) m. *sh.* ~, ~IT (të). Ai që është larguar nga një punë ku nuk ishte me i nevojshëm. *Të shkurtuarit nga administrata kaluan në prodhim.*
SHKURRAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkorret.
SHKURRAK,^oE *mb. bot.* Që është si shkurre, që rritet si shkurre. *Bimë (bimësi) shkurrake.*
SHKURRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* 1. Bimë me kërcell të drunjtë, pa trung, që degëzohet që në rrënjë dhe që nuk rritei shumë e lartë. *Vend me shkurre. Kodra të veshura me shkurre. Rritet si shkurre. Fshihet (e bën folenë) nëpër shkurre.*
2. *përmb.* Pyll i imët, imshtë; shkorret.
SHKURRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkorret.
SHKURRfT (SHKURRIS) *kal.,* ~A, ~UR. Pres shkurret deri në rrënjë; hap rrah në një shkorret. *E shkurritën të gjithë kodrën.*
SHKURRNAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shkorret. *U fut në një shkurrnajë.*
SHKURROHEM *vetv.* Shkundem, mbetem pa gjë; rrënohem. *U shkurrua nga xhepi (nga të gjitha).*
SHKURROJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~CAR.
1. E shkulloj, e shkund.
2. *fig.* I mbaroj a i harxhoj të gjitha, e shkund; humbas të gjitha fuqitë, këputem. *E shkurroi dyqanin. Ua shkurroi fuqitë. Shkurroi fare.*
SHKYÇ *kal,* ~A, ~UR. 1. Hap kyçin me çelës; hap diçka që është e kyçur; *kund.* kyç. *Shkyç drynin. Shkyç derën (dollapin).*
2. *elektr.* Ndërpres kalimin e rrymës në një qark elektrik, hap qarkun me anë të çelësit. *Shkyç çelësin. Shkyç qarkun.*
SHKYÇET *vetv. elektr.* 1. Ndalet një aparat elektrik, pasi i ndërpritet rryma a pasi nxirret jashtë qar-kut. *Shkyçet gjeneratori (motorij.*
2. *Pës. e* SHKYÇ.
SHKYÇËS,~E *elektr.* Që shërben për të shkyçur një aparat elektrik, për ta nxjerrë atë jashië qarkut. *Susta shkyçëse.*
SHKYÇJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *elektr.* Veprims sipas kuptimit 2 të foljes SHKYÇ dhe sipas kuptimittë foljes SHKYÇKT. *Shkyçje automatike (e njëkoh-shme). Shkyçja e qarkut (e rrymës).*
SHKYÇUR (i,e) *mb. elektr.* Që është nxjerrë jashtë qarkut a jashtë rrjetit, që nuk kalon rrymë nëpër të, i hapur. *Çelës i shkyçur.*
SHLIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ulluk i ngushtë, i hapur për së gjati në një dërrasë, që kjo të kapet e të puthitet mirë me tjetrën; *tek.* vanë në boshte dhe bucela për t'i çiftëzuar me qëllim që të rrotullohen së bashku. *Bosht me shliza. I bëj shliza.*
SHLUK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. Fshikë që del në lëkurë kur digjemi a përcëllohemi, full-takë.
SHLUKËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përcëlloj lëkurën dhe e bëj me shluqe.
SHLYEJ *kal,* ~EVA, ~YER. 1. Fshij fare diçka të shkruar a të vizatuar ose heq vija mbi të; e heq dike nga një listë, duke ia fshirë emrin e tij ose duke hequr vija mbi të; shuaj. *Shlyej me gome, Ia shlyen emrin.*
2. *fig.* Laj, paguaj një borxh a kryej një detyrim. *Shleu llogarinë. Shleu borxhet (kredinë). I shlyen de-tyrimet ndaj shtetit. E shleu dënimin.*

3. *fig.* E laj një gabim a një faj me një punë të mirë, e bëj që të mos merret me parasysh. *Shlyej gabimin Çfajin). Shlyej një përshtypje jo të mirë.*
*4. fig,* Ia heq dikuji një masë ndëshkimore që ishte marrë ndaj tij. *la shlyen vërejtjen.*
• E shleu (e fshiu, e shoi, e hoqi,) nga defteri *dik ë a \ diçka shih te* DEFTER,~I.
SHLYER (i,e) *mb.* 1. Që është larë, që është pa-guar. *Borxh i shlyer (brenda afatit).*
2. Që është larë me një punë të mirë, që nuk merret me parasysh. *Gabim (faj) i shlyer.*
SHLYERJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHLYEJ, SHLYHET.
SHLYHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Fshihet vetiu, zhduket, del (diçka e shkruar a e vizatuar); çngjy-rohet. *Shkrimi (yizatimi) ishte shlyer në disa vende. Jarpë shlyer bojërat (vijat, njollat).*
2. *zakon. sh. fig.* I lajmë borxhin njëri-tjerit, nuk i kam as me ka borxh a detyrim, lahemi. *U shlyem bashkë? U shleva me të.*
3. *vet. veta III fig.* Lahet, nuk merret me parasysh. *Këto gabime nuk shlyhen lehtë.*
4. *fig.* Hiqet, shuhet, zhduket. *Nuk i shlyhej nga mendja (nga kujtesa, nga zemra). Përshtypje që nuk shlyhen.*
5. *Pës. e* SHLYEJ.
iSHLLAPURIT (SHLLAPURIS) *jokal.,* ~A, ~UR. Llapashit. *Shllapurit në llucë (në baltë). Kuajt shlla-puritnin në lumë.*
SHLLAPURITEM *vetv.* Llapashitem. *Shllapuritej nëpër ujë.*
SHLLAPURITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Llapashit je.
SHLLIGEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *krahin.* Mbu-shem me puçrra, puçërrohem.
SHLLIGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Nepërkë. *Të hidhet si shlliga.*
*2. folk.* Zogu i kuçedrës (sipas besëtytnive).
3. *fig.* Grua e keqe dhe gjuhustër, nepërkë,
• Shlligë (nepërkë) shullëri *shih te* SHULLË,~RI.
SHLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ide, përfytyrim. *Shllime të reja. Shllimet e poet it.*
SHMANG,~U *m.* Anë, skaj. *Doli në shmang. Rri në shmang.*
SHMANG *kal,* ~A, ~UR. 1. Ndërroj rrugën, lë udhën që kam; liroj udhën; e nxjerr nga rruga, ia ndërroj drejtimin (edhe *fig.). Shmangën udhën e u vonuan. Era e shmangu anijen majtas. Shmang lë-Vizjen e një trupi. Nuk ka force që të na shmangë nga rruga jonë.*
*2. fig.* Largoj, mënjanoj, bëj që të mos ngjasë, parandaloj (diçka që me duket e papëlqyeshme a e dëmshme). *Shmang një dëm (një të keqe). Shmang rreziqet (humbjet). për të shmangur luftën.*
SHMANGEM *vetv.* 1. Largohem, dal a hiqem mënjanë, i liroj a i hap udhën dikujt. *Shmanguni me andej!*
*2.* Lëviz me shkathtësi për t'i ikur dikujt që për-piqet të me pengojë, bëj një lëvizje të shkathët për t'i shpëtuar diçkaje. *lu shmang tre mbrojtësve (ndër~ hyrjes së qendërmbrojtësit). sport. U shmangej godit-jeve. lu shmang bukur (me shkathtësi).*
3. edhe *fig.* Qëndroj larg nga dikush a nga diçka që nuk me pëlqen a që mund të me dëmtojë, përpi-qem të mos takohem a të mos kem të bëj me të, i ru-hem; shpëtoj nga diçka duke dredhuar, i bëj bisht, i largohem; nxjerr arsye të ndryshme për të mos vepruar ashtu si duhet ose për të mos bërë atë që du-het a që me kërkohet. *lu shmang takimit. lu shmange-shin rrugëve të rrahura (cekëtinave). I shmangem rre-zikut. I shmangej punës (detyrës, përgjegjësisë, kon-trollit). lu shmang pyetjes (bisedës, diskutimit). lu shmang luftimit.*
*4.* Nuk i përmbahem diçkaje, largohem nga diçka e rëndësishme dhe e drejtë, dal nga vija. *Nuk shmanget nga parimet (nga vija e drejtë, nga lufta ideologjike).*
5. *Pës. e* SHMANG. *Shumë sëmundje (të meta, gabime) mund të shmangën.*
SHMANGIE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHMANG, SHMANGEM.
*Shmangia e humbjeve (e gabimeve).*
*2.* Largim nga një drejtim i caktuar; mospërputhje me diçka që merret si model a si bazë për krahasim; përmasat e këtij largimi a të kësaj mospërputhjeje. *Shrnangie e vogël (e parëndësishme). Shmangie nga drejtimi.*
3. *fiz.* Largimi i gjilpërës magnetike të busullës nga meridiani magnetik për shkak të tërheqjes që ushtron një vendburim hekuri; këndi që formohet mi-dis drejtimit të gjilpërës magnetike dhe meridianit (gjeografik) për shkak të mospërputhjes së poleve gjeografike me polet magnetike. *Shmangie magnetike.*
4. *fig.* Largim a shkarje nga vija themelore e një. programi politik, e një teorie, e një doktrine. *Shmangie nga e majta (nga e djathta).*
5. *fig.* Largim nga diçka; moszbatim, shkelje. *Shmangie nga norma e gjuhës letrare. Shmangie nga rregullat (nga parimet). Shmangie nga detyra (nga puna, nga shërbimi ushtarak).*
SHMANGSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mundtë mënjanohet a mund të largohet; që mund të pa-randalohet a të shmanget; *kund.* i pashmangshëm. *Pasoja (gabime, të met a) të shntangshme.*
SHM&NGUR (i,e) *mb. vjet.* I mënjanuar, që ndo-dhet larg vendeve të rrahura nga njerëzit. *Udhë e shmangur. Vend i shmangur.*
SHNDËRRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHNDËRROJ, SHNDË-RROHEM. *Shndërrimi socialist i bujqësisë. Shndë-rrimi revolucionar i shoqërisë. Shndërrimi i natyrës (i jetës). Shndërrimi i grevave ekonomike në greva politike. Shndërrimi i maj muni t në njeri. Ligji i shndë-rrimit dhe i ruajtjes së energjisë.*
2. Ndryshim i madh rrënjësor i diçkaje, e cila fiton një përmbajtje a një natyrë të re ose tipare të tjera. *Shndërrime të mëdha (të thella) revolucionare (socialiste). Shndërrime rrënjësore.*
-Shndërrim algjebrik *mat.* veprimi me anën e të cilit një shprehjeje algjebrike ose një ekuacioni i jepet një forme tjetër. Shndërrim gjeometrik *gjeom.* veprimi me anën e të cilit një figure gjeometrike kthehet në një figure tjetër.
SHNDËRROHEM vefv. 1. Ndryshoj rrënjësisht, marr një pamje a një forme tjetër, fitoj një natyrë a një përmbajtje të re, fitoj tipare të reja; *vet. veta III* kthehet në një gjë tjetër; i ndryshon shumë pam-ja. *Shqipëria është shndërruar në një vend me ekonomi të zhvilluar. Kënetat janë shndërruar në toka pjellore. Uji shndërrohet në avull. Asgjë nuk humbet, por g)ith-çka shndërrohet.*
*2. Pës. e* SHNDËRROJ.
SHNDËRROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E ndryshoj rrënjësisht, i jap një pamje, një forme, një natyrë a një përmbajtje të re, i jap tipare të tjera, e kthej në një gjë

tjetër; ia ndryshoj shumë pamjen. *ka shndërruar pamjen (fytyrën) vendit. Shndërroj ndërgjegjen (shoqërinë). Çdo shtëpi e shndërruan në keshtjellë. Veshja e kishte shndërruar krejt. Shndërroj ujin në akull. Shndërroj një gaz në lëng (një lëng në gaz). Shndërroj një shprehje algjebrike.*

2. *bised.* Ndërroj, këmbej, shkëmbej. *Shndërruan nja dy fjalë. Shndërronin drithë me vegla pune.*

SHNDËRRUAR (i,e) *mb.* Që ka ndryshuar rrënjësisht, që ka marrë një pamje a një forme tjetër, që ka fituar një natyrë a një përmbajtje të re, që është kthyer në një gjë tjetër; që ka ndryshuar shumë pamjen. *Natyrë e shndërruar. Dukej krejt i shndërruar.*

SHNDRIJ *jokal.,* ~VA, ~RË. Ndrij, shndrit.

SHNDRIT (SHNDRIS) *jokal.,* ~A, ~UR. 1. *vet. veta III.* Lëshon dritë, ndriçon fort; shkëlqen me dritë të forte, ndrit. *Shndrit dielli. Sheshi shndriste nga drita. Një yll i artë i shndrit në gjoks. Shndrit si ar,*

*2. vet. veta III.* Shkëlqen nga pastërtia e nga rre-gulli, është shumë i pastër e i rregullt, ndrit. *Shndrit shtëpia. I shndritin rrobat.*

3. *kryes. veta III.* Shkëlqen nga gëzimi, e shpreh në fytyrë një ndjenjë të madhe. *Prindërve u shndriste fytyra. U shndritnin sytë.*

4. *kryes. veta III fig.* Shquhet, dallohet, shkëlqen (për aftësitë e talentin e dikujt). *Shndriti talenti i tij. Shndrit ndër shokët.*

5. *kal. fig.* I zbuloj të vërtetën dikujt duke e më-suar, ndrit, ndriçoj. *U shndrit mendjen të rinjve.*

SHNDRITËS,~E *mb.* Që lëshon dritë, që ndriçon fort, që shkëlqen me dritë të forte. *Metal shndritës. Sy shndritës.*

SHNDRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes SHNDRIT.

2. Drita e një trupi që shndrit, ndriçim, vezullim. *Shndritje të arta (të verdha, të gjelbra). Shndritje e zbehtë. Shndritja e bores. Shndritjet e gurëve të çmu-ar. Shndritjet e zjarrit.*

SHNDRITSHËM (i), ~ME (e) . 1. Që lëshon dritë të forte, që shkëlqen fort, që ndriçon, i ndritshëm. *Metale të shndritshme. Gurë të shndritshëm. Sy të shndritshëm.*

2. *fig. libr.* Që shquhet për veti të larta, i përmendur, i ndritshëm. *Emër i shndritshëm. I shndritshmi atdhetar.*

SHNDRIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Send që shndrit si gur i çmuar; gur i çmuar.

SHNEGUL,L,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Litar i thurur me fije leshi ngjyra-ngjyra, që e përdornin grate e reja, zakonisht për të ngarkuar djepin në shpinë a për të lidhur fëmijën në djep; shirk a spik që për-doret për zbukurime.

2. Një lloj thesi i qëndisur e i zbukuruar me shi-rita, që e përdornin grate për të mbartur plaçka në shpinë.

3. Kolovajzë, shregull.

SHNOT (SHNOS) *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Nuk e mbaj, e ha (f jalën që kam dhënë). *E shnoti fjalën.*

SHNOTEM *vetv. krahin.* E marr prapa fjalën që kam dhënë, dal fjale, thyej fjalën, tërhiqem. *Burri i mirë nuk shnotet.*

SHODOL,~E *mb.* 1. I gjatë e i hollë si stërhell, por jo i zgjuar e i shkathët.

2. I plogët, i mefshtë, i ngathët e i pafuqi. *Një djalë shodol.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Ecnin si shodolë.*

SHOFER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës i përga-titur që nget automobilin ose ushtarak që nget tan-kun. *Shofer i mirë (i kujdesshëm). Shofer taksie (kamioni, veture). Shofer tanku.*

SHOFERE,~JA . *sh*___E, ~ET. *Fem.* e SHOFER, ~I. *Shofere e re.*

SHOFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Pasqyrë. SHOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Tullac.

SHOGAN,~E *mb.* 1. I shogët. *Burrë shogan. Me kokë shogane.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

SHOGEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Me bien flokët, mbetem pa flokë, bëhem tullac; i bien qimet një kafshe. *Ishte shogur që në moshë të re. Ujqit në verë shogen.*

2. *fig.* Zvirdhem a ftohem nga një punë, nuk in-teresohem me për diçka.

SHOGË,~A. Pjesë e kokës ku kanë rënë flokët, tulle. *dukej (i shndriste) shoga. 1 ka mbetur koka shogë.*SHOGËLINË,~A *sh.* ~A, ~AT. Vend i zhve-shur, vend i shogët, bokë; lirishtë e vogël.

SHOGËT (l,e) *mb.* 1. Që i kanë rënë flokët, që ka mbetur pa flokë, shogan, tullac. *Me kokë të shogët. Burrë i shogët.*

2. *bot.* Pa push, pa qime (për bimët). *Gjethe të shogëta. Kërcell i shogët.*

*3. k rah in.* I plogët.

SHOGUR (i,e) *mb.* I shogët, shogan. *Me kokë të shogur.*

j SHOH *kal.,* PASHË, PARE. 1. *jokal.* Kam aftë-sinë të perceptoj me anën e shqisës së të parit sendet e ndryshme të botës, kam aftësinë e të parit. *Shoh mirë. Fëmija ka nisur të shohë. Macet shohin edhe nqtën. Bufi nuk sheh ditërt. Shqiponja sheh larg. Mezi sheh. Nuk sheh pa syze. Nuk sheh fare me njërin sy. la lidhën sytë që të mos shihte. Me sy shohim, me veshë dëgjojmë. Nuk sheh syri, po sheh mendja. fj. u*

12. Rrok dike a diçka me sy. *Shoh detin (lumin). Nuk i shoh me zjarret. S'të sheh me syri këneta. Ar-miku s'na e pa kurrë shpinën. E pashë dje në rrugë. E kam parë në film. Epashë me sytë e mi (me këta sy). S'e kam parë ndonjëherë. Ç'po me shohin sytë! Ç'i sheh syri, iabën dora. Kur të shoh me sy, me bie ndër mend për ty. fj. u.*

3. Vë re, shquaj; dalloj; diktoj. *Nuk e pashë gro-pën (hendekun). I pa nga vrima e çelësit. S'pashë gjë. I pashë të gjitha! Të pa njeri? Mos na shohin? Shihni si\u skuq. Shih si je bërë! Pa diçka që lëvizte. Pa fy-tyfën e vet në uj'ë. Iku pa e parë kush.*

*4. shih* SHIKOJ 1,2,5.6. *Pa orën. E pa në fytyrë. I pa plagën. Shih këtu (me poshtë, në faqen 12). Shih-nirt borën që binte. Shoh llogarinë. Shih fjalorin (har-tën...). Shoh shtypin (gazetën). E pa meku. Të shohim a është bërë. Të shohim ç'do të thotë. Pa nëpër shtëpi. Shoh gjetlën për kripë. E pe si t'u përgjigj? Shih të na nderosh. Shih fëmijët! Shih zjarrin mos shithet!*

5. Gjej diçka, e zbuloj diku, e vë re, e diktoj, e ndiej se është i pranishëm; me duket i tillë a i atillë, [e] gjej, e qua j; e kuptoj, e njoh. *Pantë gëzimin e pu-nëforëve (e fshatarëve). E shoh që je i lodhur (i së-murë, i mërzitur). E shoh që s'të pëlqen (që s'ke qejf, që Is'do). Nuk shoh ndonjë rrezik (asgjë të keqe). E shoh të arsyeshme (të dobishme, të drejtë, të mjaftuesh-me\ të udhës). E shoh me vend. E pe ç'pësoie? Siç e shihni...* siç është tashmë e qartë për ju. *E shoh që s'më ke harruar. E shoh që gabova. E pashë që s'i pël-qeii. E pane se s'kishin nga*

*t'ia mbanin. Do të me shohin se kush jam! Dale pa të me shohë! Ke për të pare!*

6. Takoj dike; ndesh; vete tek ai ta takoj a të rri me|të, vizitoj. *Kishte një vit pa e parë djalin. S'e kam parë prej kohësh. Sa ka parë ai si ti! S'ka vajtur ta sho)ië askush. Nuk do të shohë njeri. Kam parë e s'kam pare, po si ate s'kam pare! Mos ia pafsha sytë (surratin) ! përçm.* as që dua ta takoj ndonjëherë, as që dua të keni të bëj me të! (për dike që e urrejmë a e përbu-zim^.

*i[* Përfytyroj, me duket sikur e kam përpara syve, me del në ëndërr; me shfaqet në gjumë. *E kam parë në ëndërr. Shoh shumë ëndrra. Sikur e shoh të gjallë. Sheh ëndrra me sy hapur.*

8i Jam dëshmitar a i pranishëm në një ngjarje, në një punë etj., jam spektator në një shfaqje, në një! garë a ndeshje sportive etj. *Pamë parakalimin (ndeshjen, një shfaqje të bukur, një film të ri). E ke parë vetë, apo ta kanë treguar? Ç'na kanë parë sytë!* ndodhi diçka e tmerrshme para syve tanë.

9. Vizitoj një vend, një qendër pune, një vepër industrials një ekspozitë a muze etj.; këqyr me kujdes nga të gjitha anët diçka për ta njohur mirë. *Pamë Beratin (Kalanë e Gjirokastrës, kombinatin metalur-gjik, Muzeun e Armëve). Qyteti me i bukur që kam pare. Kanë vajtur të shohin shtëpine e re. Pane vendin ku do të ndërtohet fshati i ri.*

10. Shqyrtoj diçka, e studioj për të formuar një mendim ose për ta zgjidhur, e trajtoj diçka në këtë ose në atë mënyrë. *Shoh projektin e një vepre. E pane në drejtori (në byro, në organizatë). E pamë edhe një here (nga të gjitha anët, mbarë e prapë). E kemi parë e stërparë këtë çështje. E shoh në një dritë të re (nga një kënd vështrimi i ri). E shoh me syrin politik (klasor). Duhet parë ndryshe kjo punë. E pa gjendjen në vend. Ta shohim vet en si në pasqyrë!*

11. *fig.* E vlerësoj dike a diçka në një mënyrë të caktuar, e quaj; mbaj këtë ose atë qëndrim, sillem në këtë a në atë mënyrë. *E shohim si shfaqje të luftës së klasave. E kanë parë si forcën lëvizëse kryesore. E shoh si një çështje themelore. E shoh me një sy tjetër (me sy të mirë, me sy të keq). E shihte shtrembër (vën-gër, ftohtë).*

12. *fig.* Përjetoj; provoj, heq, vuaj. *Ka parë shumë në jetë ai. Ka parë lemeri (kiametin) me sy. Sa ka parë ky vend (ky popull, kjo botë) ! Ç'të keqe ke parë nga ai? Atëherë pamë ç"pamë!*

13. *vet. veta III.* Është i kthyer në një anë a në një drejtim të caktuar, shikon, vështron, bie. *Dritaret shohin nga lindja. Njëra dhomë sheh nga deti, tjetra nga kopshti.*

14. *vet. veta III.* I bien rrezet e diellit, e ndriçon dielli. *Nuk e sheh dielli. S'ka parë diell.*

15. Vërej dike a diçka në një gjendje të caktuar shpirtërore, shoqërore etj.; jetoj me dike një gjendje të caktuar a rrethana të caktuara. *Dua të të shoh të qeshur (të lumtur, të gëzuar). Dua t'ju shoh mirë e me mirë. Të pafsha me zemrën plot! ur. Mos pafsh njeri pa punë! E pa veten keq (ngushtë). Sikur s'të shoh mirë! Kështu e pafsha! ma I Ik.*

16. *fig.* Ia arrij ta jetoj (zakonisht për diçka që e dëshiroj), ia arrij diçkaje. *Nuk e pa Urine. E pamë edhe ne këtë ditë.*

17. *bised.* I zgjidh dikujt një çështje, duke i dhënë të drejtën që i takon; mbroj të drejtën në gjykimin e një çështjeje. *Portia (pushteti popullor) sheh të drejtën. Kurrkush s'ua shihte hallin fukarenjve.*

18. *vet. urdh. bised.* Përdoret me kuptim pasthirr-mor për të shprehur habinë e folësit për diçka, për të tërhequr vëmendjen e dëgjuesit ose për të thumbuar a për të tallur dike. *Shih ç'i pjell mendja! Shih ç'na bëri! Pa shih, pa shih ç'na ^enka!*

• Ke parë ti... *fj. ndërm.* përdoret kur shprehim habi për diçka që nuk e pritnim të ndodhte a që s'e kemi menduar. Pa ç'pa... u shtrëngua të bëjë diçka kundër dëshirës së tij, s'kishte si t'ia bënte ndryshe, s'e zgjati me. Shohim e bëjmë (duke parë e duke bërë) të presim një here si do të vejë puna, të mos e ven-dosim që tashti, të veprojmë si të na mësojë puna vetë. Sheh përtej bjeshke (prapa malit) *shih te* BJESHKË, ~A. Sa për "shihni botë" sa për t'u dukur, sa për sytë e botës. Nuk ia ka parë derën *dikujt* nuk i ka shke-lur në shtëpi, nuk i ka vajtur kurrë. Pa dritën *libr.*u shtyp, u botua (për një vepër). I sheh me dylbi (gjë-rat) *dikush shift te* DYLBI, ~A. E pafsha të ftohtë! *mallk. shih te* FTOHTË (i,e). E ka parë gulç *shih te* GUL,C,~I. I I" halrin *dikujt a diçkaje shih te* HAIR,~I. E sheh nën hundë *di k ë shih te* HUNDË, ~A. Ka parë jetë ka jetuar mirë, nuk i ka munguar asgjë në jetë. Sheh (shikon) larg *shih te* LARG. I pa (i bleu) mendjen deshi të kuptonte se ç'mendonte për një çështje të caktuar, deshi të merrte vesh se ç'kishte ndër mend të bënte. Nuk e shoh dot me sy (s'dua tia shoh sytë) *shih te* SY,~RI. la pa sherrin *dikujt a diçkaje shih te* SHERR,~I$_2$. S'pa (udhën) nga shkoi (nga vajti) iku menjëherë e me nxitim, iku nga sytë këmbët, ia mbathi udhë pa udhë (nga frika etj.). Shih e sbkruaj! *shih te* SHKRUAJ. I sheh edhe shpina *shih te* SHPINË,~A. Kur të shohë sbpatullat (kurrizin, vesbët, zverkun, qafën)! kurrë, asnjëherë, kurrën e kurrës. Sheh zi sheh vetëm anën e keqe të diçkaje, mendon vetëm për të këqijat që mund të vijnë nga diçka. I sheh (gjërat) bardhë e zi *shih te* BARDHË. Ulu (poshtë) se të pane! *iron, shih tek* ULEM. Ka parë botë (dynja) me sy ka shëtitur në shumë ven-de. Nuk sheh buallin para sysh *shih te* BUALL,~I. E ka parë diellin para teje ka lindur më parë se ti, di dhe ka me shumë përvojë në jetë se ti, sepse është me i madh. E pa sa ishte sahati *shih te* SAHAT,~I. Nuk sheh me larg (me tutje) se hunda e vet (përtej hundës së vet) *shih te* HUNDË,~A. Nuk pa i part të dytin *shih te parë* (i,e). Sheh puna punën shohim e bejmë. E pafsha në rrugë të madhe! *mallk. shih te* RRUGË,~A. E pashë me sytë e ballit (me këta sy) *shih te* SY,~RI. Mos i paftë syri keq! *ur.* qoftë gjith-një i lumtur! Nuk i shohin sytë këtej nuk ia mban të vijë këtej, s'guxon të vijë. E sheh (e shikon) me syze të errëta *shih te* SYZE,~T. Pa vdekjen me sy gati vdiq, sa s'vdiq, rrezikoi jetën; vuajti shumë, u sfilit. Shih me sy e plas me zemër (shih me sy e s'është për ty) *shih te* SY,~RI. S'sheh syri, sheh mendja *shih te* SY, ~RI. Sheh tym e bën konak *iron, shih tek* TYM,~I. Sheh yllin e merr pyllin *shih tek* YLL,~I. Sheh (shikon) qimen në syrin e tjetrit e nuk sheh (nuk shikon) trarin në syrin e vet *shih te* QIME,~JA. E pafsha në (nëpër) dyert e botës (dyerve të botës)! *mallk. shih te* DERË,~A. Dielli shihet (duket) që në mëngjes (që kur lind)y. *u. shih te* DIELL,~I. Mos mburr degët pa parë rrënjët *fj. u. shih te* RRËNJË,~A. Sheh rrushi rrushin (fiku fikun) e piqet *fj. u. shih te* RRUSH,~I. Kur t'i hipësh kalit, shihi potkonjtë . *u. shih te* POTKUA,~OI.

SHOJZË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk i ujërave të kripura e të ëmbla, me trup vezak e pe-tashuq, i murrmë nga sipër e në të bardhë nga poshtë, më të dy sytë të

vendosur nga ana e djathtë e trupit dhe me mish të shijshëm.

SHOJZË,~A II *sh.* ~A, ~AT *bot.* Fryti i thatë i disa drurëve, i pajisur me një flatër veme-sore, që e lejon të përhapet duke fluturuar në ajër. *Shojzë frashri (vidhi, panje).*

SHOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Njeri më të cilin jemi lidhur me miqësi gjatë jetës, në një punë a në një veprimtari të përbashkët ose në luftë për një çështje të përbashkët; njeri më të cilin kemi pikë-pamje, mendime e interesa të përbashkëta, kemi mo-she pak a shumë të afërt dhe shkojmë mirë njëri me tjetrin. *Shok i mirë (i vërtetë, i rrallë). Jane shokë të ngushtë (të pandarë). Shok fëmijërie (vegjëlie). Shok shkolle (klase, banke). Shok i zemrës. Shok jete*
bashkëshort. *Shok lufte. Shok armësh* bashkëluftë-tar për një çështje të përbashkët revolucionare e pa-triotike. *Shokë mali. bised.* ata që kanë shkuar bashkë në mal si partizanë. *Shokë vuajtjesh (mjerimi). Ndër-mjet shokësh. Shok për kokë. Bëri (ka) shumë shokë. Shkon mirë me shokët. Njeriu i mirë është shok. Shoku shok e puna punë. Trimi i mirë me shokë shumë. fj. u. Atij që i thërret shok, i ke thirrur villa, fj. u. Thuamë ç'shokë ke, të të them cili ] efj. u. Në rrezik e në nevojë shoku-shokun të ndihmojë. fj. u.*

2. Ai që është i ngjashëm me dike nga aftësia a nga zotësia për një punë ose nga një veti e karakterit, nga një virtyt etj. *ka shokët të rrallë. Trim pa shok. Nuk e ka shokun. Nuk i gjendet shoku. Shok ka veten* s'ka tjetër si ai, ka cilësi të veçanta. *Ai me shokë. S'jam shoku i atij.*

3. Njeri më të cilin gjendemi a veprojmë së bash-ku në disa rrethana të caktuara. *Shok pjesëmarrës. drejt.* ai që bashkohet ose merr pjesë bashkë me një tjetër a me disa të tjerë në një punë, në një veprim etj., duke pasur interesa të përbashkëta me ta. *Shok rruge (udhe)* bashkudhëtar. *Gjeta një shok. Na duhet edhe një shok.*

4. Ai që luan a që merr pjesë në të njëjiën skuadër ose ekip sportiv. *kaloi shokët. la pasoi topin shokut.*

5. Anëtar i Partisë së Punës të Shqipërisë, anëtar i organizatave të masave në Republikën Popullore Socialiste të Shqipërisë, anëtar i një partie a i një or-ganizate marksiste-leniniste; pjesëtar i një kolektivi punonjës në Republikën Popullore Socialiste të Shqipërisë a shtetas i saj; fjalë që përdorim përpara emrit të plotë ose vetëm përpara emrit a mbiemrit të udhë-heqësve të Partisë e të Shtetit, të anëtarëve të Partisë e të organizatave të masave, të punonjësve që kryejnë detyra shtetërore e shoqërore dhe të pjesëtarëve të tjerë të kolektivave punonjëse, të cilëve u drejtohemi me nderim a zyrtarisht; fjalë që përdorim përpara emrave të përgjithshëm a të veçantë të punonjësve, kur flasim zyrtarisht për ta. *Shoku Enver. Shok i vendosur (i ngritur, i përgatitur). Shok i vjetër (i ri). Shok partie. Shokët e Partisë (e Rinisë, e Bashkimeve Profesionale). Shokët e partive komuniste marksiste-leniniste. Shokët e byrosë. Shokët përgjegjës. Shokët punëtorë (kooperativistë). Shokët e bazës (e qendrës). Diskutimet e shokëve. Erdhi një shok nga qyteti (nga fshati). Të dashur shokë! Shoku qytetar! Shoku in-xhinier! Shoku oficer! Shoku ushtar! Shok, kalo djath-tas! Pa dëgjoni, more shokë!*

6. Burrë a djalë, mashkull. *V zgjodhën edhe shoqe, jo vetëm shokë. Kishte me shumë shokë se shoqe.*

7. *bised.* Ortak (në vendet ku ka prone private; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *la hëngri paratë shoku.*

8. *si mb.* ~, SHOQE *drejt.* Që është bashkuar më të tjerë në një traktat, në një marrëveshje a në një organizatë ndërkombëtare dhe që gëzon disa të drejta më të kufizuara në krahasim me anëtarët krye-sorë. *Fuqi shoqe. Anëtar shok.*

9. *si përem.* Njëri, tjetri. *U mësuan shoku me shok. U zunë shok me shok.*

• Është shok me para *shih te* PARA,~JA. Vëllezër jemi, shokë s'jemi mund të jemi vëllezër a të kemi lidhje gjaku të afërta, por mund të kemi tipare, veti, interesa, pikëpamje e synime të ndryshme dhe të mos shkojmë mirë njëri me tjetrin. Shtëpinë shite, shokun mbaje! *fj. u. për* shokun e vërtetë mos kurse asgjë, miqësia e vërtetë s'ka të paguar. Kush i bënvarrin shokut, bfe vetë brenda *ft. u. shih te* VARR,~I.

SHOKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Brez leshi i gjerë e i gjatë dhe me shumë ngjyra, më të cilin mbështjellin mesin duke ë rrotulluar disa here; rrip leshi i gjatë e me shumë ngjyra për të lidhur fëmijën në djep. *Me patllake në shokë. Lidhi shokën. I lidhnin fëmijët me shokë. Hyri në ujë deri në shokë. Ka një shokë ujë* ka aq ujë, sa të arrin deri në mes, ka mjaft ujë. *Ka rënë një shokë bore* ka rënë aq bore, sa të vjen deri në mes, ka rënë mjaft bore.

2. *fig.* Rrip, brez. *Shokë pluhuri. Shokë drite.*

• S h o k a e kumbarës *krahin.* ylberi.

SHOKU-SHOKU *(gjin. dhan. rrjedh.* SHOKU-SHOKUT, *kallëz.* SHOKU-SHOKUN) *pakuf.* Njëri-tjetri. *Shkonin te shoku-shoku. 1 dhanë besën shoku~ -shokut. I kanë lidhur plaget shoku-shokut. E duan (e ndihmojnë) shoku-shokun.*

SHOLLË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëkurë gjedhësh e regjur, prej së cilës bëhen pjesët e poshtme të kë-pucëve, shuall; shtresë gome që përdoret për tabanin e këpucëve; pjesa e poshtme e këpucës, tabani. *Shollë kdu (bualli). Shollë gome. Gjysma shollë. U jane ngrënë shollat. I është bërë lëkura shollë* i është bërë lëkura e trashë dhe e forte, si e regjur.

2. *krahin.* Opinga, këpucë. *Sholla të reja (të vjetra). Sholla me lak. Sholla me hundë* opinga me majë. *Sholla me xhufka. Një pale sholla. Ishin pa sholla në këmbë.*

*3. krahin.* Gjurmashka prej leshi, të thurura si çorapet; putra e çorapit.

4. Shputa e këmbës, shualli i këmbës.

• I është bërë faqja shollë nuk ka me turp e seder, nuk i bëjnë me përshtypje kritikat e qortimet, është i pacipë. I është bërë lëkura (e ka lëkurën) shollë është regjur e s'do t'ia dijë me për diçka, s'ndien me, s'pyet për fjalët, sharjet etj. I futi (i hodhi) një gur në shollë (në opingë, në këpucë) *dikujt shift te* GUR,~I.

SHOLLOMOTKË,~A . *krahin.* 1. Raki a verë jo e mirë, e dobët dhe e turbullt.

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Raki (verë) sh(fllomotkë.*

SHOLLONDUR,~I *m. krahin.* Cope që mbetet nga një bagëti, të cilën e ka ngrënë ujku, nishan, shenjë. *la gjeti shollondurin.*

• U be shollondur u vra keq në shumë vende, u be cope (kur bie).

SHOP,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* Njeri i trashë nga mendja, njeri që nuk merr vesh, budalla. *Është shop ai.*

SHOQ,~I *m.* 1. Bashkëshorti, burri (përdoret bashkë me përemrat pronorë “im”, “yt” ose me trajtën për-emërore “i”, që ka kuptimin e përemrit pronor “i saj”). *erdhi i shoqi. Ma tha im shoq. Ke marrë letër nga yt shoq ?*
2. *krahin.* Shok. *Takova një shoq.*
*3. si përem.* Secili. *Morën nga dy kokrra për shoq.*
SHOQATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grup njerëzish të bashkuar për një qëllim a interes të përbashkët, me detyra e të drejta të përcaktuara në një rregu-llore a statut. *Shoqata shkencore (e studentëve, e ar-simtarëve). Shoqata e mjekëve. Shoqata ë gjuetarëve*
*(e bletërritësve). Shoqata e miqësisë. Shoqata e turizmit dhe e alpinizmit.*
SHOQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* SHOK, ~U. *Shoqe e mirë (besnike). Shoqe të vjetra (të ngush-ta). Shoqe pune (shkolle). Shoqja e bankës (e klasës, e dhomës). Shoqe me përgjegjësi. Shoqja drejtoreshë (mësuese, mjeke)! Puna vetëmohuese e shoqeve tona. Në byro u zgjodhën tri shoqe. S”i gjendet shoqja. S'ka shoqe në botë.*
*2. Fem. e* SHOQ,~I (përdoret, bashkë me përemrat pronorë “ime”, “jot” ose me trajtën përemërore “e”, që ka kuptimin e përemrit pronor “e tij”). *Ku punon jot shoqe? I ka bërë ime shoqe. Mori letër nga e shoqja. la tregoi së shoqes.*
3. Grua a vajzë femër. *Ngritja e shoqeve në përgjegjësi. U zgjodhën me shumë shoqe në organet drej-tuese.*
SHOQËRI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Tërësia e nje-rëzve që jetojnë në Tokë, të vështruar në lidhjet e marrëdhëniet që kanë ndërmjet tyre në procesin e prodhimit; tërësia e njerëzve që jetojnë së bashku në një vend dhe që janë të lidhur me marrëdhënie të caktuara në prodhim. *Shoqëria njerëzore. Shoqëria e re (e vjetër). Shoqëria shqiptare. Shoqëria jonë. Shoqëri me (pa) klasa. Historia e shoqërisë. Ligjet e zhvillimit të shoqërisë. Ndarja e shoqërisë në klasa.*
*2.* Rendi ekonomik në një periudhë të caktuar të zhvillimit historik të njerëzimit dhe superstruktura që i përket këtij rendi. *Shoqëria skllavopronare. Shoqëria feudale. Shoqëria kapitaliste. Shoqëria socialiste (komuniste).*
3. Marrëdhënie ose lidhje të afërta e miqësore që kanë ndërmjet tyre dy a me shumë njerëz, të qenët shokë; njerëzit që kanë marrëdhënie të tilla ndërmjet tyre; njerëzit më të cilët shoqërohemi, grup njerëzish që e kalojnë kohën së bashku. *Shoqëri ë vërtetë (e sinqertë). Shoqëri e sëmurë (e keqe). Ndikimi i shoqërisë. Kanë shumë shoqëri. Është larguar nga shoqëria. Lë kokën për shoqërinë. Ai është shpirti i shoqërisë. Mos u ndaj nga shoqëria!*
4. Grup njerëzish të bashkuar për të zhvilluar një veprimtari të përbashkët ose për qëllimet e interesat e tyre të përbashkëta, me detyra e të drejta të përcaktuara në një rregullore a statut; shoqatë, organizatë. *Shoqëri sportive (artistike, kulturore, shkencore). Shoqëritë e punëtorëve (e zanatçinjve). Shoqëria “Pu-*na>>. *v,Shoqëria e të Shtypurit Shkronja Shqip.*
5. Rreth i ngushtë njerëzish që u përkasin klasave të privilegjuara (në vendet me klasa të privilegjuara). *Shoqëria e lartë (e zgjedhur). Shoqëria zyrtare. Shoqëri fisnikësh.*
6. Bashkimi i dy a me shumë kapitalistëve, të cilët krijojnë një kapital të përbashkët me qëllim që të rritin fitimet e tyre. *Shoqëri tregtare. Shoqëri aksionare. Shoqëri shumëkombëshe. Shoqëritë e huaja. Shoqëri anonime. Shoqëri e lundrimit detar (ajror).*
SHOQËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHOQËROJ, SHOQËROHEM. *Shoqërimi me shokët. Shoqërimi i misrit me fasule. Shoqërim në piano. Dokumentet e shoqërimit të auto-mjetit. Artileria e shoqërimit. usht.* artileria e caktuar për të shoqëruar këmbësorinë dhe tanketnë fushën e luftimit,
2. *psikol.* Vetia që kanë dukuritë psikike (si për-fytyrimet, mendimet, ndjenjat) për të tërhequr njëra-tjetrën, kur një dukuri sjell në vetëdije një dukuri tjetër, më të cilën është e lidhur në një fare mënyre. *Shoqërimi i ideve (i përfytyrimeve, i mendimeve). Ngjall shoqërime.*
3. *bot.* Tërësia e bimëve të llojeve të ndryshme që rriten së bashku në një vend. *Shoqërim bimor.*
SHOQËRISHT *ndajf.* 1. Si shokë, si ndërmjet shokësh, në mënyrë shoqërore,në mes tone; së bashku. *Bisedojmë shoqërisht. la thanë (iu drejtuan) shoqërisht. E ndihmoi shoqërisht. Punojnë shoqërisht. E paguan shoqërisht.*
2. *libr.* Nga pikëpamja shoqërore, në Hdhje me shoqërinë; për shoqërinë. *Vepër shoqërisht e rrezik-shme. Koha e punës shoqërisht e nevojshme. ek.* koha që nëvojitet për prodhimin e një malli në kushte nor-male të prodhimit. *Puna shoqërisht e domosdoshme. ek.* puna që nëvojitet për prodhimin e një malli në kushte mesatare të forcave prodhuese e të mjeteve të prodhimit. *Shpenzimet shoqërisht të domosdoshme. ek. Puna shoqërisht e përbashkët.*
SHOQËRIZIM,~'I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHOQËRIZOJ, SHOQËRIZOHET. *Sho-qërizimi socialist i mjeteve të prodhimit. Shoqërizimi i pronës private. Shoqërizimi i punës (i prodhimit). Shoqërizimi i forcave prodhuese. Shoqërizimi i tokës. Shoqërizimi i punëve të families.*
SHOQËRIZOHET *vetv. ek.* I. Bëhet prone e gjithë popullit-'.ose e një grupi, bëhet prone shoqërore so-cialiste (për mjetet e prodhimit, token etj. në rendin socialist).
2. Merr një karakter të gjerë shoqëror prodhimi dhe puna nga zhvillimi i forcave prodhuese, nga për-qendrimi e centralizimi i kapitalit etj. (në rëndin kapitalist).
3. Thellohet karakteri shoqëror i punës dhe i prodhimit nga zhvillimi i mëtejshëm i forcave prodhuese, nga shndërrimi i pronës kapitaliste mbi mjetet e prodhimit në prone shoqërore socialiste dhe nga rritja e shkallës së përqendrimit të saj (në rendin socialist).
4. U ngarkohet ndërmarrjeve ekonomike një pjesë e punëve shtëpiake, që më parë kryheshin në familje. *Jane shoqërizuar mjaft punët e shtëpisë.*
5. *Pës. e* SHOQËRIZOJ.
SHOQËRIZOJ *kal.* ~OVA, ~UAR *ek.* 1. I bëj
prone të gjithë popullit ose të një grupi mjetet e prodhimit, token etj., që kanë qenë prone kapitaliste a prone vetjake (në rendin socialist). *Shoqërizuan token. Shoqërizuan veglat (mjetet) e prodhimit. Shoqërizuan fabrikat (minierat).*
*1. vet veta III.* I jep karakter të gjerë shoqëror prodhimit dhe punës duke zhvilluar forcat prodhuese, duke përqendruar e centralizuar kapitalin etj. (në rendin kapitalist).
3. *vet. veta III.* E thellon karakterin shoqëror të punës e të prodhimif nëpërmjet zhvillimit të mëtejshëm të forcave

prodhuese, shndërrimit të pronës kapitaliste mbi mjetet e prodhimit në prone shoqërore socialiste dhe rritjes së shkallës së përqendrimit të saj (në rendin socialist).
4. Ua ngarkoj ndërmarrjeve ekonomike një pjesë të punëve shtëpiake, që më parë kryheshin në familje. *Të shoqërizojmë me shumë punët e shtëpisë!*
SHOQËRIZUAR (i,e) *mb. ek.* Që është shoqërizuar.
*Fabrika (ndërmarrje) të shoqërizuara. Tokë e shoqërizuar. Punë e shoqërizuar.*
SHOQËROHEM *vetv.* 1. Kam lidhje të aferta me dike, rri shpesh bashkë me të. *Shoqërohet me shokët e shkollës. Nuk shoqërohet me këdo.*
2. *vet. veta III.* Zhvillohet krahas me një dukuri tjetër ose ndiqet nga një pasojë e lidhur ngushtë me të; shkon bashkë me... *Bajamet shoqërohen me temperature të lartë. Grevat shoqërohen shpesh me përleshje të ashpra ndërmjet punëtorëve dhe policisë.*
3. *vet. veta III libr.* Është i pajisur me diçka plotë-suese, ka si hyrje a si shtojcë. *Studimi shoqërohet me një hyrje. Vepra shoqërohet me një tregues biblio-grafik të pasur.*
4. *Pës. e* SHOQËROJ.
SHOQËROJ *kal.,* ~OVA, ~IJAR. 1. Shkoj me një njeri deri në një vend, e përcjell deri në ven-din ku duhet të shkojë për t'i bërë shoqëri, për t'i treguar rrugën, për ta nderuar a për ta ndihmuar të kryejë punën e tij, për ta mbrojtur etj.; përcjell dike a diçka për ta ruajtur. *Po të shoqëroj! Shoqëroj nënën (motrën) deri në stacion. E shoqëroi deri te pragu i shtëpisë. Shoqëroj një ekspozitë. E shoqëronin disa xhandarë. Bombarduesit i shoqëronin katër gjuajtës.*
2. Ndjek, përcjell. *E shoqëroj me sy.*
3. Bëj diçka në të njëjtën kohë me diçka tjetër a fill pas asaj; pasoj, ndjek pas; bëj të njëjtën gjë si një tjetër; *vet. veta III* ndodh në të njëjtën kohë me diçka tjetër a fill pas asaj. *shoqëron fjalët me gjeste. Shoqëroj farën me pleh. Shoqëroj mësimin me diapo-zitiva. Kryengritjen e shoqëroi një varg kryengritjesh të tjera. Shoqëroj fjalët me vepra. Kënga labe na shoqëroi gjatë gjithë rrugës. Shoqëroj me artileri. usht.* mbështet këmbësorinë dhe tanket me zjarrin e arti-lerisë.
4. *bujq.* Mb jell në po atë tokë një bimë bashkë me një tjetër për të marrë dy prodhime. *Shoqëroj misrin me fasule. Kulturat që shoqërojnë ullirin* hardhia dhe agrumet.
5. *muz.* Këndoj ose luaj në një vegël muzikore në harmoni me dike që këndon ose luan në një vegël tjetër të njëjtën këngë a pjesë. *Shoqëroj me kitarë. I shoqëroi në piano pianistja e re. Shoqëron kompteksi i vajzave (orkestra).*
SHOQËROR,~E *mb.* 1. Që i përket shoqërisë, që Hdhet me jetën dhe me marrëdhëniet e njerëzve në shoqëri, që ka të bëjë me jetën e shoqërisë nje-rëzore; që bëhet a që zhvillohet në shoqëri, që është karakteristik për shoqërinë. *Rend (sistem) shoqëror. Jeta shoqërore. Faktorë shoqërore. Dukuri shoqërore. Forcat shoqërore. Formacion shoqëror. Kushtet shoqërore. Marrëdhëniet shoqërore. Zhvillimi shoqëror. Ka karakter shoqëror. Ndarja shoqërore e punës. Organizimi shoqëror i punës. Prodhimi shoqëror. ek. Fondi shoqëror i konsumit. ek. Institucionet shoqërore. Barazi fpabarazi) shoqërore. Lëvizje (veprimtari) shoqërore. Përparimi shoqëror. Problem shoqëror. Çështje shoqërore. Plage shoqërore. Pozita shoqërore. Njeriu si qenie shoqërore. Format e ndërgjegjes shoqërore. Qenia shoqërore dhe ndërgjegjja shoqërore. Mendimi shoqëror. Shkencat (lëndët) shoqërore.*
*2.* Që është karakteristik për një shoqëri të cak-tuar, që lidhet me një klasë a me një grup të caktuar të shoqërisë; që është pasojë e ndarjes së shoqërisë në klasa, që kushlëzohet nga kjo ndarje. *Prejardhja(gjendja, përbërja) shoqërore. Klasë (shtresë) sho-qërore. Grup shoqëror. Shkalla shoqërore. Mjedisi shoqëror. E folme shoqërore. gjuh.*
3. Që i përket gjithë shoqërisë, që është prone e tëj gjithë pjesëtarëve të shoqërisë. *Prone (pasuri) shoqërore.*
*4.* Që ka për qëllim zëvendësimin e marrëdhënieve të vjetra me marrëdhënie të reja më të përparuara në shoqëri, që kërkon a që sjell ndryshime rrënjësore rë shoqëri. *Revolution shoqëror. Çlirimi shoqëror. Permbysje shoqërore. Shndërrime të thella shoqërore.*
5. Që lidhet me punën vullnetare për t'u shërbyer njerëzve për qëllime politike, ekonomike, kulturore, prbfesionale, shëndetësore etj.; që ka të bëjë me or-ganizimin e gjerë të punonjësve e të veprimtarisë së tyfe për këto qëllime. *Detyrë (punë) shoqërore. Kon-troll shoqëror. Organizatë shoqërore.*
6. Që bëhet si ndërmjet shokësh të afërt, që ba-zohet në marrëdhëniet e afërta e miqësore që kanë ndërmjet tyre dy a me shumë njerëz. *Të fala (përshën-deije) shoqërore. Bashkëpunim shoqëror. Atmosferë shoqërore. Në frymë shoqërore. Ndihmë shoqërore. Bisedë (kritikë) shoqërore. Gjyq shoqëror.*
SHOQËROR-KULTUROR,~E-KULTURORE *mb.*
Që i shërben veprimtarisë ideopolitike e kulturore të masave dhe plotësimit të nevojave të përditshme të jetesës së tyre. *Ndërtime (objekte) shoqërore-kultu-ror,e.*
SHOQËRUAR (i,e) *mb.* 1. I shoqërueshëm. *Është shumë i shoqëruar.*
*l* I përcjellë nga një tjetër a nga disa të tjerë. *Erdhi i shoqëruar. E sollën të shoqëruar.*
SHOQËRCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që sho-qëron dike për t'i treguar rrugën, për ta nderuar a për ta ndihmuar të kryejë punën e tij, për ta mbroj-tur etj.; ai që përcjell dike a diçka për ta ruajtur. *Shoqërues i delegatëve të huaj fi turistëve). Shoqëruesit e kafshëve. Shoqëruesi i ngarkesës (i mallit). Shoqëruesit e robërve të lutës fe të burgosurve).*
*2.* Punonjës në autobus e në tren, që kontrollon biletat e udhëtarëve dhe kujdeset për sigurimin e tyre, për të ruajtur rregullin etj.; konduktor.
3. *muz.* Ai që shoqëron me një vegël muzikore dike që këndon ose që luan po atë pjesë në një vegël tjetër.
SHOQËRUES,~E *mb.* 1. Që shkon së bashku me dike tjetër në një vend, që përcjell dike deri në vendin ku duhet të shkojë ai për t'i treguar rrugën, për ta nderuar a për ta ndihmuar të kryejë punën e tij, për ta mbrojtur etj.; që përcjell dike a diçka për ta ruajtur. *Mësuesi (mjekuj shoqërues. Anije shoqëruese. Aeroplanët shoqërues.*
*2.* Që shkon bashkë me dike a me diçka dhe per mb^n të dhëna plotësuese ose sqarimet e nevojshme. *Letër shoqëruese. Dokumentet shoqëruese. Shërtim shoqërues.*
*y,* Që gjendet në natyrë bashkë me diçka tjetër, që bëhet a shfaqet në të njëjtën kohë me diçka tjetër ose fill pas asaj. *Gazi shoqërues i naftës. Plehërim shoqërues. Sëmundje shoqëruese. Element shoqërues. Lëvizje shoqëruese.*

4; *bujq.* Që rritet vetë në të njëjtin vend bashkë me një bimë tjetër ose që mbillet për të shoqëruar një bimë tjetër. *Bimë (kulturë) shoqëruese.*
5. *psikol.* Që ka të bëjë me vetinë e dukurive psi-kike për të tërhequr njëra-tjetrën, që bëhet në bazë të kësaj vetie. *Lidhje shoqëruese. Psikologjia shoqëruese.*
SHOQËRUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHOQËRUES,~I. *Shoqëruesja e nxënësve. Shoqë-ruesja e vagonit (e autobusit). Pyeti shoqëruesen.*
SHOQËRUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që sho-qërohet vazhdimisht më të tjerët, që mban marrëdhënie shoqërore e miqësore me njerëzit, i airueshëm. *Djalë i shoqërueshëm. Është bëre me i shoqërueshëm.*
SHOQISHOQËM (i), ~ME (e) *mb.* I ndërsjellë; reciprok. *Ndikim i shoqishoqëm. Marrëdhënie të shoqi-shoqme. Ndihmë e shoqishoqme.*
SHOQI-SHOQIT *(kallëz.* SHOQI-SHOQIN)>afci.
*bised.* Njëri-tjetrit (njëri-tjetrin). *ngjajnë shoqi-shoqit. Iu afruan shoqi-shoqit. Vështruan shoqi-shoqin. U morën vesh me shoqi-shoqin.*
SHOQJA-SHOQES *(kallëz.* SHOQJA-SHOQEN)
*pakuf. bised.* Njëra-tjetra (njëra-tjetrën). *dhanë dorën shoqja-shoqes. Ndihmojnë shoqja-shoqen.*
SHORT, ~I *m.* 1. Mënyrë për të caktuar a për të zgjedhur dike (për një të drejtë, për një punë a detyrë), për të ndarë diçka me paanësi ndër dy a me shumë veta ose për të zgjidhur një çështje, duke hedhur zare a një monedhë metalike, duke tërhequr nga një letër, duke fshehur diçka në grusht etj.; sendi që shënon njeriun e caktuar në këtë mënyrë. *Shtinë short. E bënë me short. I ra shorti. U hodh shorti. U zgjodh (u caktua) me short. Në bazë të shortit.*
2. *sh.* ~E, ~ET *bised.* Pjesa që i takon secilit nga një pasuri që ndahet në këtë mënyrë, pjesë, hise. *E ndanë shtëpinë në pesë shorte. Mori secili shortin e vet.*
3. *bised.* Fati. *Atë short pati. Ky qe shorti i tij.*
*4. bised.* Bashkëshorti a bashkëshortja. *Shorti i pare. Gjeti shortin e saj.*
SHORTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Falltar. SHORTARE, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Falltare.
SHORTARf,~A. Dredhitë e mashtrimet që bën shortari. *Merrej me shortari.*
SHORTAS *ndajf.* Rastësisht. *U takuan shortas.*
SHORTI, ~A *sh.* ~, ~TË. Magji; besëtytni, besime të kota. *Shortitë e dikurshme. Benin gjithfarë shortish.*
SHORTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *bised.* 1. Vendos, marr një vendim, e ndaj mendjen; caktoj. *E shortoi të niset.*
*X.* Parathem (sipas besimeve të kota). *Shortonte ogur të mirë. Shorton zi.*
SHORR *kal,* ~A, ~UR *krahin.* E shtrëngoj dike, e zë ngushtë, ia mbledh rripat. *la shorri keq.*
SHOSH *kal,* ~A, ~UR. 1. Tund shoshën ku kam hedhur grurë,që të bien poshtë gëzhutat e papastërti të tjera, pastroj drithin me shoshë; kaloj diçka në shoshë. *Shosh grurin (misrin, thekrën).*
2. *fig. shih* SHOSHIT 2. *E shoshën mirë punën.*
*~k* Shosh e sit e mos gatuaj punon, por nuk nxjerr gjë në dritë. Shosha shosh, ska sit . *u. shih te* SHO-SHË,~A.SHOSHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën sho-sha; *vjet.* ai që bënte dhe shiste shosha e sita. *Shoshari shoshën e tij lëvdon. fj. u.*
SHOSHARE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHOSHAR,~I.
SHOSHARE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET. 1. Qepsbe me vrima, biralie. 2. Kulluese çaji.
SHOSHET *vetv.* 1. Lëshon diçka fije-fije a kok-rriza-kokrriza si nëpër shoshë; bie si nga shosha (për borën). *Shoshen retë. Flokët e bores shosheshin nga lart.*
2. *Pës.* e SHOSH.
SHOSHË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Përdorëse që bëhet zakonisht prej një cope teneqeje a lëkure të shpuar vrima-vrima e të mbërthyer në një rreth druri dhe që shërben për të ndarë drithin nga gëzhu-tat e nga papastërti të tjera; sasia sa nxë një enë e tillë; përdorëse për të pastruar lëndë të ndryshme (si rëra, zhavorri, çakëlli) ose për t'i ndarë këto sipas madhësisë së kokrrave a të copave. *Shoshë e thellë. Shoshë mekanike (rrotulluese, dridhëse). Shoshë ci-lindrike. Shoshë dore. Shoshë gruri (misri). Shoshë zhavorri. Shoshat e kombajnës. Rrethi i shoshës. Një shoshë grurë.*
2. *fig.* Mjet a mënyrë që shërben për të shqyrtuar diçka me imtësi e me kujdes dhe për të ndarë të mirën nga e keqja, të vërtetën nga e rrema, të drejtën nga e gabuara, atë që vlen nga ajo që nuk vlen. *Shosha e pare. Shosha e Partisë. I kaloj në shoshë.*
3. *fig.* Vend i vogël, një cope, pak. *Një shoshë vend (qiell).*
4. Lagës.
5. *si mb.* Vrima-vrima, tërë vrima. *E ka tavanin shoshë. U be shoshë nga plumbat.*
*if* Bën vrima në shoshë bën një punë pa vlerë, bën një vrimë në ujë. Është shoshë pa rreth ka një fare aftësie a vlere, por i mungon diçka, që e bën të padobishëm. Është shoshë e prishur *shih te* PRISHUR (i,e). Është shoshë e shpuar *mospërf. shih te* SHPUAR (i,e). Të jep ujë me sboshë a) është shumë i zgjuar e i shkathët; b) të ngop me luge të zbrazët. Mbush (mban, merr) ujë me sboshë (me shportë) bën punë kot; për-piqet në një mënyrë që nuk sjell asnjë dobi. Të nis me shoshë për ujë të gënjen, ta mbush mendjen për gjëra që nuk janë të vërteta, të bën të besosh për giëra të paqena. Rronte me një shoshë lakra *shih te* LAKER, ~RA. Sillet si lëmshi në shoshë *shih te* LËMSH,~I. Shkon (vete) me shoshë për ujë mban ujë me shoshë. I kishte zënë shosha (hambari) raerimanga *shih te* MERIMANGË,~A. Nuk trembet ariu (arusha) me shoshë *fj. u.* a) për të bërë një punë të rëndësishme duhen mjetet e përshtatshme; b) *keq.* armiku a e keqja duhen goditur me mjete të forta, derri do plumb. Nuk mbulohet (nuk zibet, nuk fsbibet) dielli me shoshë *fj. u. shih te* DIELL,~I. E vunë në site e në shoshë *dike shih te* SITË,~A. Shosha shosh, sita sit *fj. u.* secili ka aftësitë e veta e bën punën që ka mundësi të bëjë.
SHOSHËr'A II . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Një lloj gjembaçi, që rritet në vende të thata e nëpër rripa, me lule të përbëra e me kërcell të ëmbël, i cili hahet pasi të qërohet.
SHOSHËllM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi
sipas Imptimeve të foljeve SHOSHËLOJ, SHO-SHËLOHET.
SHOSHËLOHET. *Pës. e* SHOSHËLOJ.
SHOSHËLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* SHOSHIT2. *E shoshëloi punën.*
2. Marr botën nëpër gojë. *Shoshëlonte njërin e tjetrin (botën).*
SHOSHlT *kal.,* ~A, ~UR. 1. *shih* SHOSH 1.
*Shoshit grurin (misrin). Shoshit rërën (zhavorrin). Shoshit plehun.*

2. Lëvizje të trupit me shumë naze, duke u përdredhur e duke u shpërdredhur.
SHPËRDREDHUR (i,e) *mb.* Që është drejtuar a q£ është shtrirë (për një Iitar, një fill etj., që ka qenë i përdredhur); që janë ndarë njëra nga tjetra (për fije të dredhura bashkë). *Lesh i shpërdredhur. Me gërsheta të shpërdredhur.*
SHPËRDRfDHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Drejtohet a shtrihet vetiu një Iitar, një fill etj. që është i përdredhur; ndahen vetiu njëra nga tjetra dy a me shumë fije të dredhura bashkë; zhdridhet; *kund.* përdridhet; dridhet. *V shpërdrodh fill' (Utari).*
2. *bised.* Përdredh trupin me shumë naze; rro-tiillohem, vërtitem.
M'u shpërdrodh kërthiza me erdhi shumë ndot, me iku barku.
. SHPËRDHET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shpardhishtë.
SHPËRDHIJ *kal.,* ~VA, ~RË *krahin.* 1. E bëj dike të shkathët, të gjallë e të zhdërvjellët, shkathtësoj, zhdërvjellësoj.
2. Shpij më të ngrohtë gjymtyrët e mpira nga të ftohtët, shkrif. *Shpërdhij duart në zjarr.*
SHPËRDHlTË (i,e) *mb. krahin.* I shkathët, i shpej-të. *Djalë* i *shpërdhitë.*
SHPËRDHOS *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Ndyj, fëlliq. *E shpërdhosi macja.*
SHPËREJ *kal.* dhe *jokal.,* ~EVA, ~YER *vjet.* Shpresoj.
SHPËRFAQ *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Tregoj para të tjerëve, nxjerr përfaqe, zbuloj, shfaq. *Shpërfaqi ndjen)at (mendimet). Nuk eshpërfaqën dike* nuk tre-guan se kush ishte.
2. *krahin.* la shpall, ia shpif. *Kur i doli përpara, ia shpërfaqi.*
SHPËRFAQEM *vetv. bised.* 1. Tregoj ç'ndiej a ç'mendoj; tregoj se kush jam, shfaqem.
2. *vet. veta III.* Del në shesh, bëhet e dukshme për të gjithë. *U shpërfaqën qëllimet e tyre.*
3. *vet. veta III. shih* SHFAQEM 4. *Iu shpërfaq në gjumë.*
• SHPËRFAQJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPËRFAQ, SHPËRFAQEM.
SHPËRFlK *kal.,* ~A, ~UR *përf.* E rrënoj krejt, e fik; ia mbaroj të gjitha, e lë pa gjë.
SHPËRFIKEM *vetv. përf.* Rrënohem krejt, fikem; me mbarohet gjithçka, rhbetem pa gjë.
SHPËRFlLL *kal.,* ~A, ~UR. Nuk e përfill, nuk e marr parasysh, nuk i kushtoj vëmendje; *kund.* përfill. *Shpërfitl rreziqet. E shpërfillte armikun.*
SHPËRFlLLEM. *Pës. e* SHPËRFlLL.
SHPËRFlLLËS,~E *mb.* Që shpërfill, që shpreh shpërfillje, mospërfillës. *Buzëqeshje shpërfillëse. Vësh-trim (qëndrim, ton) shpërfillës.*
SHPËRFlLL JE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPËRFlLL, SHPËRFlLLEM.
2. Mosvlerësim ose nënvlerësim për dike a për diçka, qëndrim mospërfillës ndaj dikujt a ndaj diçkaje, mungesë vëmendjeje, mospërfillje. *Shpërfillje e hapur. Fliste me shpërfillje. I ktheu shpinën me shpërfillje.*
SHPËRFILLSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk meriton të përfillet a të merret parasysh, i parëndë-sishëm. *Raste të shpërfillshme.*
SHPËRFLET *kal,* ~A, ~UR. Shfletoj. *Shpër-flet një libër (gazetat).*
SHPËRFYTYRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPËRFYTYROJ, SHPËRFYTYROHEM. *Shpërfytyrime të çuditshme. Shpërfytyrimi i realitetit.*
SHPËRFYTYROHEM *vetv.* 1. Ndërrohem në fytyrë, dukem tjetër njeri, marr një pamje tjetër; shfytyrohem. *U shpërfytyrua i tëri.*
2. *Pës. e* SHPËRFYTYROJ.
SHPËRFYTYROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Ia ndë-rroj fytyrën a pamjen, i jap një fytyrë a një pamje tjetër; e bëj që të duket tjetër gjë; shfytyroj. *Xhami i laguf të shpërfytyron. Avulli e shpërfytyronte pamjen.*
SHPËRFYTYRUAR (i,e) *mb.* Që është ndërruar në fytyrë, që duket tjetër njeri, që ka marrë një pamje tjetër, i shfytyruar. *Krijesë e shpërfytyruar.*
SHPËRGËTI,~A i . *mjek.* Urdhje.SHPËRGËTl,~A ii . *sh.* ~, ~TË *bot.* Liken. *Pastroj drurët nga shpërgëtitë.*
SHPËRGJUM *kal,* ~A, ~UR. 1. E bëj t'i dale gjumi, i nxjerr gjumin; e përmend, e zgjoj.
*2. fig. shih* ZGJOJ 4.
SHPËRGJUMEM *vetv.* 1. Me del gjumi, përmen-dem, zgjohem. *Mezi u shpërgjum. 2. fig. shih* ZGJOHEM 4.
SHPËRGJUMUR (i,e) *mb.* Që sapo i ka dale gjumi, që është përmendur, që është zgjuar. *Me sy (me fytyrë) të shpërgjumur.*
SHPËRHAP *kal,* ~A, ~UR *përf.* Përhap andej-këtej, përhap në të gjitha drejtimet. *Era ia shpërhapte flokët.*
SHPËRHAPET *vetv. përf.* 1. Përhapet vetiu andej-këtej, përhapet në të gjitha drejtimet. 2. *Pës. e* SHPËRHAP.
SHPËRHAP JE,~A . *fix.* 1. Depërtimi i dyanshëm i molekulave a i atomeve të një trupi midis molekulave a atomeve të një trupi tjetër, më të cilin është në kontakt. *Shpërhapja e lëngjeve (e gazeve). Koeficienti i shpërhapjes.*
*2.* Përhapja e rrezeve të dritës, që kalojnë nëpër një trup të tejdukshëm ose që bien në një sipërfaqe jopasqyruese, në të gjitha drejtimet.
SHPËRJER *kal.,* ~A, ~Ë *krahin.* Rimbjell me miser etj. ato pjesë të arës ku nuk ka mbirë fara e pare, koj.
SHPËRJERJE,~A . *krahin.* Veprimi sipas kup-timit të foljes SHPËRJER.
SHPËRKËNDEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. E largoj dike nga udha e drejtë, e shpie në udhë të keqe; e mashtroj, e gaboj. *Shokët e këqij të shpërkëndejnë.*
SHPËRKËNDlT (SHPËRKËNDlS) *kal.,* ~A, ~UR. Përshkëndit.
SHPËRKËNDlTEM *vetv.* 1. Përshkënditem. 2. *Pës. e* SHPËRKËNDlT.
SHPËRKOQ *kal,* ~A, ~UR *përf.* 1. Shpërhap kokrrat andej-këtej. *E shpërkoqi misrin.*
*2. krahin.* Shkoq paratë, i bëj të vogla.
3. *fig.* Shpërndaj andej-këtej, e bëj kashtë e koqe. *shpërkoqi lufta.*
SHPËRKOQEM *vetv. përf.* 1. Shpërndahem andej-këtej, bëhem kashtë e koqe. *U shpërkoq ajo familje.* 2. *Pës. e* SHPËRKOQ.
SHPËRKOQJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPËRKOQ, SHPËRKOQEM.
SHPËRLAHEM *vetv.* 1. Shpëlahem.
2. *Pës. e* SHPËRLAJ.
SHPËRLAJ *kal.,* ~VA, ~RË. Shpëlaj.
SHPËRLAKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Shpëlakës.

SHPËRLASINA,~T . *vet. sh.* Sende të ndryshme e papastërti që marrin ujërat duke rrjedhur, fundë-rrina; zall a rërë që sjell uji me vete.
SHPËRMALLOHEM veil-., ~OVA (n), ~UAR.
Çmallem.
SHPËRMEND *kal.,* ~A, ~UR. Ia humbas men-
djen, e lë pa mend, e hutoj; e prish mendsh (edhe *fig)-*
SHPËRMENDEM *vetv.* Humbas mendjen, mbe-tem pa mend, hutohem; prishem mendsh (edhe *fig.). Kur e pa, u shpërmend.*
SHPËRMIRATIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPËRMIRATOJ, SHPËRMIRATOHET.
SHPËRMIRATOHET *libr. Pës. e* SHPËRMIRATOJ.
SHPËRMIRATOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. *libr.* Nuk e pranoj, e hedh poshtë, nuk e miratoj.
SHPËRNDAHEM *vetv.* 1. Largohemi nga njëri-tjetri në drejtime të ndryshme (pasi kemi qenë bashkë në një vend). *Turma u shpërnda. Kooperativistët janë shpërndarë fushave. Dhitë u shpërndanë shpatit. U shpërndanë grupe-grupe. U shpërndanë si zogjtë e korbit. Shpëmdahuni!*
*2. vet. veta III.* Largohet, ikën andej-këtej në drejtime të ndryshme, zhduket; përhapet, nuk rri i përqendruar (edhe *fig.). U shpërnda mjegulla. U shpërndanë retë. Të mos shpërndahet vëmendja!*
3. *fig.* Merrem me shumë gjëra a me shumë punë dhe nuk theliohem në asnjë prej tyre. *Ai është shpërndarë shumë.*
4. *Pës. e* SHPËRNDAJ.
SHPËRNDAJ *kal,* ~VA, ~RË. 1. I jap secilit pjesën që i takon nga një e tërë a nga një grumbull sendesh, ndaj (edhe *fig.). Shpërndan shtypin (postën). Partizanët ua shpërndanë drithin fshatarëve. U shpërndanë armë vullnetarëve. Shpërndau medaljet (fla-murët). E shpërndau përgjegjësinë.*
2. U jap a u dërgoj diçka shumë njerëzve. *Dele-gacioni shpërndau një deklaratë. Ministria ka shpërndarë një qarkore. Lexoje, shpërndaje dhe mos ia dorëzo armikut!* porosi e Partisë gjatë Luttës Nacionalçli-rimtare për përhapjen e shtypit të saj në masat.
3. Përhap në drejtime të ndryshme, përhap andej-këtej, përndaj; i vendos duke i shtrirë në një hapesirë të gjerë (për forcat njerëzore, mjetet etj.); nuk e mbaj të përqendruar (edhe *fig.). Era i shpërndau retë. Shpërndan dritë (rreze, vale). I shpërndau forcat. E shpërndau vëmendjen.*
4. I bëj që të përhapen andej-këtej duke i ndjekur, i ndjek në drejtime të ndryshme; lejoj të shkojnë a të përhapen andej-këtej, të mos rrinë të grumbu.-lluar. *Policia fashiste shpërndau demonstruesit (po-pullin, turmën). Shpërndaji nxënësit! Shpërndaje togën!*
5. Ndërpres para kohe veprimtarinë e një organi të zgjedhur, derisa të rizgjidhet me një përbërje të re; i jap fund qenies së një organizmi a të një njësie ush-tarake si diçka e njësishme, e organizuar. *Këshilli popullor me i lartë mund të shpërndaje këshillin popullor më të ulët. President! shpërndau parlamentin (senatin). Shpërndau ushtrinë e rregullt (çetën, batalionin).*
6. I vendos a i ndaj nëpër vende të ndryshme, ndaj; i vendos njerëzit nëpër detyra të ndryshme sipas kriteresh të caktuara. *Partizanët i shpërndanë nëpër baza. 1 shpërndanë drejt kuadrot.*
7. *fig.* Largoj (për diçka jo të mirë, të padëshirue-shme). *Shpërndaj dyshimet.*
8. Shtrij në kohë. *E shpërndaj një lëndë me si more në dy vjet.*SHPËRNDARAS *ndajf.* Andej-këtej; ca këtu ca atje, jo grumbull, jo pranë e pranë. *U rtisën (shkuart) shpërndaras. Veprojnë (luftojnë) shpërndaras.*
5HPËRNDARAZI *ndajf.* Shpërndaras.
SHPËRNDARË (S,e) *mb.* 1. I përhapur në një si-përfaqe pak a shumë të madhe; që janë vendosur një këtu e një atje, që janë larg njëri nga tjetri; i për-ndarë; *kund.* i mbledhur, i përmbledhur. *Fshat i shpërndarë. Me shtëpi të shpërndara. Popullsi e shpërndarë.*
2. Që nuk është i bashkuar e i lidhur, që nuk ve-prbn në mënyrë të bashkërenduar (për një grup nje-rëzish). *Forca të shpërndara.*
3. Që merret me shumë gjëra a me shumë punë dhe nuk ka mundësi të thellohet në asnjë prej tyre (zakonisht për njerëzit e punës mendore); i papër-qendruar. *Ai është shumë i shpërndarë. E kishte vë-mendjen të shpërndarë.*
SHPËRNDARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. I. Ai që
shpërndan letrat ose shtypin, letërshpërndarës ose gazetashpërndarës; ai që merret me shpërndarjen e diçkaje. *Shpërndarësit e shtypit (e pastes). Shpër-ndarësi i ftesave (i lajmërimeve).*
*2. tek.* Emër mekanizmash a aparatesh të ndrysh-me[1], që shërbejnë për të shpërndarë diçka (Iëndë të ndfyshme si benzine, avull, gaz etj. ose rrymën elek-trifce).
6HPËRNDARËS,~E *mb. tek.* Që është bërë a që shërben për të shpërndarë diçka. *Kabinë (kuti) shpër-ndqrëse e rrynlës. Rrjeti shpërndarës. Pajisja shpërndarëse e një mekanizmi. Makinë shpërndarëse.*
SHPËRNDARËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. I. *Fem. e* ^HPËRNDARËS,~I i.
2. Makinë që shërben për të shpërndarë plehun në are[1]. *Shpërndarëse plehu.*
SHPËRNDARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1, Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHPËRNDAJ, SHPËRNDAHEM. *Shpërndarje e drejtë (e barabartë, epabarabartë). Shpërndarja epostës (e shtypit, e librit)., Shpërndarja e dëftesave (e diplomave, e medaljeve). Shpërndarja e trakteve. Shpërndarja gjeografike e industrisë. Shpërndarja e parlamentit.*
I. *ek.* Ndarja e prodhimeve ndërmjet anëtarëve të një shoqërie (e përcaktuar nga marrëdhëniet në prodhim). *Shpërndarja e të ardhurave kombëtare. Parimi socialist i shpërndarjes sipas punës.*
3. *ek.* Furnizimi i planifikuar i tregut me mallra të ndryshme, për të cilat kanë nevojë punonjësit. *Shpërndarja e mallrave. Plani i shpërndarjes. Në fu-shën (në lëmin, në sferën) e shpërndarjes.*
4. *fiz.* Zbërthimi i një rrezeje drite të bardhë në rreze me ngjyra të ndryshme, duke kaluar nëpër një prizëm qelqi. *Shpërndarja e dritës.*
SHPËRNDERIM,~I *in. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Çnde-rimj turp.
SHPËRNDEROHEM *pës.* Çnderohem, turpërohem.
SHPËRNDEROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *vjet.* Çnde-roj, turpëroj.
SHPËRNGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Nuk ia di
dikujt një të mirë që me ka bërë, e mohoj të mirën që me Xa bërë; nuk i jam mirënjohës.
SHPËRNGUL *kal,* ~A, ~UR. 1. E heq dike nga

vendi ku banon dhe e çoj në një vend tjetër, i ndërroj vendbanimin. *Shpërngul famijen. I shpëmgulën me dhunë nga vatrat e tyre.*
2. Bëj që një veprim të kalojë a të zhvillohet në një vend tjetër, zhvendos (edhe *fig.). E shpëmgulën lojën në gjysmëfushën e skuadrës mike, Shpërngul vëmendjen në një çështje tjetër.*
*3. bujq.* Artis.
SHPËRNGULEM *vetv.* 1. Largohem nga vendi ku banoj dhe vendosem në një vend tjetër, ndërroj vendbanim. *U shpëmgulën nga Vendlindja. Arbëreshët u shpëmgulën nga atdheu pas vdekjes së Skënderbeut.*
2. *Pës. e* SHPËRNGUL.
SHPËRNGULJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPËRNGUL, SHPËRNGULEM.
2. Kalimi i regjistrimit themeltar të shtetasve nga zyra e gjendjes civile të një qyteti, fshati të bashkuar a Iagjeje në zyrën e gjendjes civile të një qyteti, fshati të bashkuar a Iagjeje tjetër. *Bëj shpërnguljen.*
3. *bised.* Vërtetimi që i jepet një nxënësi që ndërron shkollën në mes të vitit shkollor, ku shënohen notat që ka marrë deri në atë ditë. *Mori (i dhanë) shpërnguljen.*
SHPËRNGULTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bujq.* Vendi ku artisen fidanët e nxjerrë nga farishtja dhe ku zhvillohen derisa shkulen për t'u rimbjellë në një vend tjetër. *Shpëmgultorja e ullinjve.*
SHPËRNGULUR (i,e) *mb. 1.* Që është larguar nga vendi ku banonte dhe është vendosur në një vend tjetër. *Familjet e shpërngulura. Popullsia e shpërngulur.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Vargu i të shpërngulurve.*
SHPËRNGJASHMIM,~I m. *gjuh.* Kthimi i njërit prej dy tingujve të njëjtë ose të ngjashëm në një tin-gull tjetër, i cili është me pak i ngjashëm me atë që mbetet i pandryshuar; *kund.* përngjasjimim. *Shpërngjash-mim i plotë (i pjesshëm).*
SHPËRNJOH *kal., ~A,* ~UR. 1. Nuk dua t'ia njoh të mirën dikujt, nuk dua t'ia di për nder; nuk i kushtoj vëmendje, nuk e nderoj. *la ka shpërnjohur të mirat që i ka bërë.*
*2.* Nuk e marr parasysh, nuk e pranoj, nuk e njoh, nuk i kushtoj vëmendje. *Shpërnjeh të vërtetën histo-rike (faktet, dokumentet).*
SHPËRNJOHËS,~E *mb.* 1. Që nuk ia njeh të mirën dikujt, që nuk ia di për nder atij që i ka bërë një të mirë, mosmirënjohës, bukëshkalë, i pamira-dijshëm.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHPËRNJOHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljes SHPËRNJOH.
SHPËRPALL *kal,* ~A, ~UR *përf.* Përhap një fjalë në të katër anët, përpall.
SHPËRPALLET *vetv. përf.* 1. Përhapet në të katër anët, merr dhenë. *V shpërpall fjata. 2. Pës. e* SHPËRPALL.
SHPËRPJESËTlM,~I *in. sh.* ~E, ~ET. Mungesë përpjesëtimi; mungesë harmonie ndërmjet elemen-teve ose ndërmjet pjesëve të një të tëre (nga pikë-pamja e përmasave, e sasisë, e ritmit të zhvillimitetj.). *Shpërpjesëtim i madh (i dukshëm, i theksuar). Shpërpjesëtim forcash. Shpërpjesëtim moshe. Shpër-pjesëtimi midis industrisë dhe bujqësisë. Ngushtohen (thellohen, zhduken) shpërpjeiëtimet.*
SHPËRPJESËTIMOR,~E *mb. libr.* Që i mungon përpjesëtimi, që nuk ka harmoni ndërmjet elemen-teve ose pjesëve përbërëse. *Zhvillim shpërpjesëtimor. Në mënyrë shpërpjesëtimore.*
SHPËRPJESËTUAR (i,e) *mb. libr.* 1. Që nuk ka përpjesëtimin e duhur, që nuk pajtohet nga përmasat me pjesët e tjera të një të tëre. *Trup i shpërpjesëtuar.*
2. Që nuk është në përpjesëtim me diçka tjetër, që nuk ka përpjesëtim ndërmjet pjesëye përbërëse, shpërpjesëtimor. *Zhvillim i shpërpjesëtuar. Ekonomi e shpërpjesëtuar.*
SHPËRPUSH *kal.,* ~A, ~UR *përf.* Përpush. *Shpërpush zjarrin.*
SHPËRPUSHEM *vetv. përf.* 1. Përpushem. 2. *Pës. e* SHPËRPUSH.
SHPËRQENDRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPËRQENDROJ, SHPËRQENDRO-
HEM. *Shpërqendrimi i forcave. Shpërqendrimi i vë-mendjes.*
SHPËRQENDROHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Nda-hen në njësi më të vogla dhe shpërndahen në vende a pika të ndryshme larg njëra-tjetrës; *kund.* për-qendrohet. *Shpërqendrohen forcat.*
2. Me largohet vëmendja nga një gjë a nga një çështje e caktuar, duke u përhapur në gjëra a çështje të ndryshme; *kund.* përqendrohem. *U shpërqendrua krejt. lu shpërqendrua vëmendja.*
3. *Pës. e* SHPËRQENDROJ.
SHPËRQENDROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ndaj në pjesë a në njësi më të vogla dhe i shpërndaj në vende ose në pika të ndryshme; shpërndaj (për njerëz a sende); *kund.* përqendroj. *Shpërqendroj forcat (mje-tet).*
2. Largoj vëmendjen, kujdesin etj. nga një gjë a nga një çështje e caktuar dhe e drejtoj në gjëra e çështje të tjera. *Shpërqendroj vëmendjen (kujdesin).*
SHPËRQENDRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është ndarë në njësi më të vogla, të shpërndara në vende a pika të ndryshme larg njëra-tjetrës; *kund. i* përqendruar. *Forca të shpërqendruara.*
2. Që nuk e ka vëmendjen të përqendruar në një gjë a në një çështje të caktuar, që nuk është i përqendruar; *kund.* i përqendruar. *Vëmendje e shpërqen-druar. Ishte pak i shpërqendruar.*
SHPËRRENDOJ [lexo: shpër-rendoj ] *kal.,* ~OVA, ~UAR. Trazoj shtëpinë, trazoj plaçkat e shtë-pisë e i lëviz nga vendi i tyre, kur e lajmë, kur kër-kojmë gjëkafshë etj., çrregulloj.
SHPËRSHIJE,~A . *libr.* 1. Shije e keqe që ndiejmë në gojë.
2. Përçmim, përbuzje; neveri; mospërfillje. *V largua me shpërshije. E vështroi me shpërshije.*
SHPËRTHEHET. *Pës. e* SHPËRTHEJ i-4.
SHPËRTHEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. Hap diçka të mbyllur duke e thyer a duke e shqyer, shkallmoj (për të hyrë, për të dale a për të marrë diçka me force). *Shpërtheu derën (kanalet). Shpërtheu tavanin (dy-*
*shemenë). Shpërthyen dyqanet e tregtarëve (hambarët e bejlerëve). Shpërthyen burgun.*
*2. zakon. veta HI.* Kapërcen me vrull e me force kufijtë e diçkaje, del jashtë kufijve. *Shpërtheu kufijtë e ngushtë të një krahine.*
3. edhe *jokal.* Shkoj përpara me vrull, duke çarë frontin a mbrojtjen e armikut. *Shpërthyen mbrojtjen e armikut. Shpërthyen rrethimin. Shpërthyen në drej-tim të fshatit.*

4. Filloj menjëherë dhe me vrull një veprim ose një varg veprimesh. *Shpërthyen një sulm të fuqishëm (një fushatë të gjerë). Shpërthyen kryengritjen (luftën).*
5. *jokal. vet. veta HI.* Çel me vrull (për lulet), mbin me vrull e menjëherë (për bimët). *Shpërtheu fara. Ka shpërthyer gruri. Shpërtheu ahu. Kane shpërthyer boçet e pambukut. Si lulja kur shpërthen.*
6. *jokal. vet. veta III.* Fillon të dale jashtë me shu-micë e me vrull, pëlcet; del jashtë shtratit të zakon-shëm, vërshon (për ujërat). *Shpërtheu vullkani. Shpërtheu uji (nafta, gazi). Shpërthyen ujërat (përrenjtë). I shpërtheu gjaku. I shpërthyen lotët.*
7. *jokal. vet. veta III* edhe *fig.* Lind, shfaqet a fillon menjëherë, me vrull e me force të madhe; shfaqet papritur dhe fillon të përhapet me shpejtësi e në shkallë të gjerë. *Shpërtheu stuhia (furtuna). Shpërtheu pranve-ra (dimrij. Shpërtheu zjarri. Shpërtheu mendimi krijues (hovi revolucionar) i masave. Kane shpërthyer garat (aksionet me goditje të përqendruar). Shpërtheu lufta (kryengritja). Shpërthyen greVat (demonstratat, për~ leshjet). Shpërtheu kriza. Shpërtheu terrori fashist. Shpërtheu kolera (murtaja).*
8. *kryes. jokal. fig.* 1 lë ndjenjat e mia të shfaqen lirisht e me vrull; shpreh me vrull e me zjarr qën-drimin tim ndaj diçkaje. *Shpërtheu në vaj. Shpërtheu gazi. Shpërthyen duartrokitje të stuhishme (thirrje, brohoritje). Shpërtheu entuziazmi i masave. Shpërtheu me zemërim (me vrull).*
9. *jokal. vet. veta HI.* Pëlcet (për lëndë plasëse ose për armë që përmbajnë lëndë të tillë). *Shpërthyen minat (granatat, fishekzjarrët). Bomba nuk shpërtheu.*
*-k* Shpërthyen retë ranë shira të mëdha, u për-mbysën retë, u zbraz qielli. Shpërtheu një derë (një portë) të hapur *shih te* HAPUR (i,e). I shpërtheu (i plasi) mina ndër duar *shih te* MINË,~A.
SHPËRTHEKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Zbërthej; shkoqit. *Shpërthekoj këmishën (jakën, xha-ketën). Shpërthekoj pullat një nga një.*
SHPËRTHIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPËRTHEJ, SHPËRTHEHET. *Shpërthimi i ujërave. Shpërthimi i vrullit revolucionar. Aparati i shpërthimit të minave. Lule në shpërthim.*
*2.* Djegie e vrullshme e lëndëve plasëse, që jep një sasi të madhe gazi e nxehtësi të lartë dhe që shkatërron me force mbështjelljen ose sendet përreth; plasje; zhurma e kësaj plasjeje. *Shpërthim i fuqishëm (shurdhues). Shpërthim bcrthamor* çlirim i menjëher-shëm i një energjie shumë të madhe, që merret nga ndarja ose bashkimi i bërthamave të disa elementeve kimike (si uraniumi, hidrogjeni etj.); kryerja e një veprimi të tillë. *Shpërthimet e bombave (e predhave, e minave ). Zhurma e shpërthimeve.*
3. Dalja e laves, e hirit, e gazev dhe e lëndëve të tjera nga një vullkan. *Shpërthim nëna-;tar. Shpërthimme plasje. Vullkan në shpërihim. Ishull i formuar nga shpërthimi i një vullkani.*
4. *fig.* Shfaqje e menjëhershme dhe e vrullshme e një ndjenje a e një veprimi. *Shpërthime rinore. Shpërihim gëzimi (zemërimi, entuziazmi). Shpërthimi i të qeshurave.*
5. *gjuh.* Hapje e men jëhershme e pengesës së plotë që formohet nga organet e të folurIt në rrugën e ka-limit të ajrit gjatë shqiptimit të disa bashkëtingë-Uoreve. *Faza e shpërthimit të bashkëtingëllores.*
SHPËRTHIMOR,~E *mb. gjeol.* Që lidhet me shpër-thimet e vullkaneve, që ka prejardhje vullkanike (krye-sisht për shkëmbinjtë). *Shkëmbinj shpërthimorë* shkëm-binj të formuar nga ftohja e ngurtësimi i magmës së vullkaneve në brendësi të tokës a në sipërfaqen e saj.
SHPËRTHIQ *kal.,* ~A, ~UR. Shtyp me force një send që t'i nxjerr atë që ka brenda, shtrydh fort. *Shpërthiq fikun.*
SHPËRTHIQEM *v,etv. 1.* Përpurthem. *Hëngri fiq e if shpërthiq.*
;2. *vet. veta III.* Shtypet e i del ç'ka brenda, shtry-dhet. *Iu shpërthiq veza ndër duar. Iu shpërthiqën zorrët.* I3. *Pës. e* SHPËRTHIQ.
SHPËRTHITHJE,~A . *kim.* Largimi i lëndëve të ndajthithura nga një trup i ngurtë ose nxjerrja e avujve a e gazeve të tretura në një lëng.
ISHPËRTHUQ *kal,* ~A, ~UR *krahin.* Shkoq. *Shpërthuq miser (bathe, groshë). Shpërthuqi paratë.*
SHPËRTHUR *kal.,* ~A, ~UR *përf.* Shthur, prish. *Shpërthur gardhin.*
SHPËRTHURET *vetv. përf.* Shthuret, prishet. *U\ shpërthur vendi* u prish rendi, rregulli, qetësia.
SHPËRTHYES,~E *mb.* 1. Që mund të pëlcasë, qëj shpërthen, plasës. *Lëndë shpërthyese.*
2. Që ka të bëjë me shpërthimin. *Forca shpërthyese. Veli shpërthyese.*
3. *gjuh.* Që shqiptohet me shpërthim. *Bashkëtingë-llo're shpërthyese.*
SHPËRVAREM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Kaca-varem. *Shpërvarej nëpër drurë. V shpërvarën me litarë.*
2. Nxjerr trupin jashtë dhe përkulem, varem; varet poshtë nga pesha e kokrrave. *U shpërvar nga dritarja. I janë shpërvarur degët mollës.*
3. Zbres poshtë, varem tatëpjetë. *U shpërvar nga kodra.*
SHPËRVARUR (i,e) *mb.* Që varet poshtë nga pesha e kokrrave.
SHPËRVESH *kal.,* ~A, ~UR. 1. *përf.* Përvesh, shpërvjel. *Shpërvesh mëngët. Shpërvish krahët!*
2. Kthej buzët nga jashtë në shenjë mospëlqimi, mospajtimi, pezmatimi a qesëndie, shpërvjel. *Shpër-veshi buzët i pezmatuar (me tallje).*
3. Kthej nga jashtë (për xhepat). *Shpërveshi xhe-pai.*
4. Nxjerr nga milli, zhvesh. *Shpërveshi shpatën.*
SHPËRVESHUR (i,e) *mb. përf.* I përveshur, i shpervjelë; i zbuluar. *Me Here të shpërveshura. Me kraharor të shperveshur.*
SHPËRVETlM,~I *m. biol.* Proces fiziologjik
gjatë të cilit lëndët organike të përbëra, që janë për-vetuar nga një organizëm, shpërbëhen në lëndë më të thjeshta dhe dalin jashtë organizmit, disimilim; *kund.* përvetim.
SHPËRVILEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Kthehet nga jashtë vetiu (për buzët).
2. *fig.* I përvishem një pune etj. *Shpërviljuni punës! Iu shpërvol kundërshtarit.*
SHPËRVISHEM *vetv. përf.* 1. *vet. veta III.* Kthehet nga jashtë vetiu (për buzët). *shpërvishej buza e si-përme (kur fliste).*
2. *fig.* I përvishem një pune etj. *T'i shpërvishemi punës! Iu shpërvesh shtëpisë që pa gdhirë. Iu shpërvesh e s'i la gjë pa thënë.*
SHPËRVJEL *kal.,* ~OLA, ~JELË. 1. Përvesh, shpërvesh; zhvesh, largoj atë që e mbulon a e vesh diçka, hap. *Shpërvjel mëngët (krahët, llërët, duart). Shpërvoli pantallonat deri në gju. Shpërvjel këmishën. Mjeku ia shpërvoli sytë. Shpërvoli dy misra dhe i poqi.*

*2.* Kthej buzët nga jashtë në shenjë mospëlqimi, mospajtimi, pezmatimi a qesëndie, shpërvesh. *Shpërvoli buzët.*

SHPËRVJELË (i,e) *mb. përf.* I përveshur, i shpër-veshur, i zbuluar. *Me krahë të shpervjelë. Me mëngë (me llërë) të shpërvjela.*

SHPËRVJELJE,~A . Pjesë e kthyer nga jashtë në buzën e një ene.

SHPËRZJESHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Shpërrendoj.

SHPËRRALLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që e ka zakon të shpërrallojë.

SHPËRRALLIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kup-timeve të foljes SHPËRRALLOJ.

2. *kryes. sh.* ~E, ~ET. Fjalë të shpërralluara, thashetheme, përgojime. *Mos u merr me shpërrallime!*

SHPËRRALLOJ *jokal.* dhe *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Tregoj andej-këtej ç'kam dëgjuar a ç'kam pare, duke i shtuar e duke i ndryshuar gjërat sipas qejflt, merrem me thashetheme; flas me kot. *Shpërrallonte poshtë e Ian. Dikush kishte shpërralluar se...*

2. Flas keq për dike, e marr nëpër gojë duke tri-Iluar gjëra të paqena, shpif. *Ai shpërrallonte këdo.*

SHPËTIM,~I *m.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHPËTOJ, SHPËTOHEM. *Anije (barkë, gome, tape) shpëtimi. Mjete shpëtimi. Report (skuadër) shpëtimi. min. Udhë (rrugë) shpëtimi. Lufta për shpëtimin e kombit.*

2. Mundësia për të shpëtuar (nga një e keqe ose nga diçka e padëshirueshme a e dëmshme); ajo që të shpëton nga një e keqe a nga diçka e padëshirueshme. *Është pa shpëtim. S'ka (nuk gjen) shpëtim. Kolektivi-zimi është shpëtimi i fshatit.*

SHPËTIMPRURËS,~E *mb.* Që sjell shpëtim, që të shpëton. *Rrugë (force) shpëtimprurëse.*

SHPËTIMTAR,~E *mb.* 1. Që ka për qëllim të shpëtojë ose që të shpëton nga një rrezik, nga një e keqe e madhe a nga një gjë e padëshirueshme, që sjell shpëtim. *Bar shpëtimtar. Dora shpëtimtare. Porosi shpëtimtare. Veprim (vendim, mendim) shpëtimtar.*

*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shpëtondike a diçka nga një rrezik a nga një e keqe e madhe. *Iu hodh në qafë shpëtimtarit të saj. Shpëtimtar i gjendjes* ai që gjen një rrugëdalje në një gjendje të vështirë; ai që përballon një gjendje të vështirë. *Shpëtimtarët e atdheut.*

3. *fet.* ~, ~I *m.* Ai që, sipas dogmave e besimeve fe-tare, gjoja shpëton shpirtrat e njerëzve, shëlbues.

SHPËTOHEM. *Pës. e* SHPËTOJ.

SHPËTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E nxjerr ose e largoj dike a diçka nga një rrezik, nga një fatkeqësi a e keqe e madhe, nga një gjendje e vështirë etj.; e mbroj dhe e ndihmoj që t'i shmanget dikujt a diç-kaje, të çlirohet nga dikush a diçka, të dale nga një gjendje e rëndë. *E shpëtoi nga vdekja (nga mbytja). I shpëtoi jetën (kokën). E shpëtuan shokët. Shpëtoi veten dhe fëmijët. Shpëtoi nderirt. E shpëtuan grurin nga zjarri. Partia e shpëtoi popullin nga shtypja dhe shfrytëzimi. Kanali e shpëtoi fushën nga thatësira. Na shpëtoi nga sëmundj'et. Na shpëtoi nga hallet (nga te-lashet).*

2. I largoj dikujt diçka të padëshirueshme, të pa-pëlqyeshme a të dëmshme, e çliroj nga diçka që e shqetëson, e mërzit a e bezdis. *Na shpëtoi shiu nga vapa. Rruga e re na shpëtoi nga balta. E shpëtoi nga ai njeri. Ky bar na shpëtoi nga mizat.*

3. *jokal.* Dal nga një rrezik a nga disa rrethana të vështira pa pësuar gjë; mbetem gjallë; dal nga një gjendje e rëndë e nuk vuaj me. *Shpëtoi nga vdekja (nga plumbi, nga litari, nga burgu). Shpëtoi nga rre-ziku (nga rrethimi). Shpëtoi pa u vrarë. Shpëtoi për qime (për një majë gjilpëre). Shpëtoi paq (mirë). Tha-me se shpëtuant. Nuk i shpëtuan hakmarrjes së po-pullit. Shpëtoj nga vuajtjet (nga mjerimi, nga shtypja).*

4. *jokal.* I shmangem diçkaje të papëlqyeshme, të padëshirueshme, të mërzitshme a të dëmshme; gjej prehje, gjej qetësi, nuk me trazon kush. *Shpëtoi nga një barrë. Nuk i shpëtoi përgjegjësisë. Shpëtoi pa rrahur. Shpëtoi ngafjalët (nga thashethemet). Shpëtuant nga vapa (nga mizat, nga mushkonjat). Shpëtuam nga balta. Shpëtuam nga bejlerët. Ram shpëtuar me këto këpucë.*

*5. jokal.* Me bie nga dora një send nga pakujdesia, nga një tronditje ose ngaqë është shumë i rëndë a i rrëshqitshëm. *shpëtoi pjepri (gota, shishja, pjata) nga duart. I shpëtoi timoni nga duart. I shpëtoi topi.*

6. *jokal.* Shkëputem me force nga dikush dhe iki më të shpejtë, çlirohem; i shmangem, i iki, i shkas. *U shpëtoi nga duart dhe s'e zunë dot. Ska nga të shpë-tojë. S'ke si shpëton. I shpëtoi keci (lepuri, zogu, peshku). Nuk me shpëton dot mua.*

7. *jokal. vet. veto III.* Me kalon pa e vënë re, me ikën padashur, me shket (edhe *fig.). I kanë shpëtuar shumë gabime. Asgjë nuk i shpëton syrit të popullit. Me shpëtoi nga sytë. Me shpëtoi pa parë ky film. U shpëtoi fitorja nga duart.*

8. *jokal. vet. veto III.* Bëj a them diçka padashur a pa e menduar, me del padashur. *I shpëtoi një fjalë pa vend. Të shpëtoi apo deshe e e the? Nuk i shpëton as gjysmë fjale. I shpëtuan lot.*

9. *bised.* Mbaroj, përfundoj. *shpëtova punët.* • I shpëtoi (i iku) nga dora (nga duart) *shih tek*

IKI. Shpëtoj gjendjen gjej një rrugëdalje në një gjendje të vështirë, përballoj një gjendje të vështirë. Shpëtoi lëkurën e vet *shih te* LËKURË.~A 8. Shpëtoi për lik *shih te* LIK,~U. I shpëton shparca nga duart

*shih te* SHPARCË,~A. I shpëtoi (1 iku) zogu nga dora *shih te* ZOG,~GU.

SHPËTUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka dale nga një rrezik a nga një fatkeqësi; që ka shpëtuar. *Jemi të shpëtuar I Njeriu* i *lajmëruar është gjysmë I shpëtuar. fj. u.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Shpëtimtarët dhe të shpëtuar it.*

SHPËTUES,~E *mb.* I. Që bëhet a që shërben për të shpëtuar dike a diçka, që sjell shpëtim; shpëtimtar. *Punime shpëtuese. Unazë (gome) shpëtuese.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

SHPlE *kal,* SHPURA, SHPËNË. 1. Marr dike me vete dhe e përcjell deri në një vend ose deri te dikush, çoj; e nis dike që të shkojë diku për një qëllim të caktuar a për të ndenjur atje për njëfarë kohe, dër-goj; *kund.* sjell; bie. *shpuri fëmijët në fshat. E shpien djalin në kopsht. I shpuri nxënësit në maze. I shpuri lopët në kullotë. E shpuri larg.*

2. Mbart një send deri në një vend ose deri te dikush për ta lënë atje; lëviz diçka deri në një cak; drejtoj një mjet transporti deri në një pike; nis me një mjet ose me një mënyrë tjetër deri në një vend ose deri te dikush, çoj,

dërgoj, *kund.* sjell; bie. *I shpuri drutë. I shpuri kafenë. I shpuri një letër (një telegram). Shpjeri të hajë! la shpuri të zotit. E shpuri dorën te flokët (në ballë, në brez). E shpuri karrocën (makinën) mu te dera. E shpuri lundrën në breg. E shpuri me kamion (me qerre, me kale). Ku do ta kenë shpënë? la shpuri në shtëpi. Shpjer gojën te buka e jo bukën te goja! fj.u.* përpiqu, luaj këmbë e duar që të sigurosh atë që të duhet.

3. la bëj të njohur dikujt, e vë në dijeni për diçka, e njoftoj nga larg. *U shpuri një lajm të mirë. U shpinin masave zërin e Partisë.*

4. *vet. veta III.* Lë të kalojë nëpër t5 n6 një drejtim të caktuar, çon. *Kanali e shpie ujin deri në fushë. Gypi e shpie lëngun në enë. Teli e shpie rrymën te llamba.*

5. *vet. veta III.* Të drejton në një vend të caktuar, të çon, të nxjerr. *Ku të shpie kjo rrugë? Shtegu të shpinte në një luginë.*

*6. fig.* Udhëheq në një drejtim; ndihmoj që të zhvillohet, të përparojë, të ecë, çoj. *Na shpie drejt fitores. Shpient përpara revolucionin (prodhimin).*

7. edhe *fig.* Bëj që të arrijë në një përfundim të mirë ose të keq, e çoj në një gjendje të caktuar; *vet. veta III* ka si rrjedhim a si pasojë; çon. *shpuri në përfundime të drejta. E shpuri në buzë të greminës. Në ç'gjendje e paskan shpënë! Ja ku të shpie mendje-madhësia (kokëfortësia, pakujdesia)!*

8. E ngre a e ul deri në një cak ose deri në një shka-llë; zmadhoj a zvogëloj deri në një numër; e bëj të arrijë një madhësi a një tregues të caktuar; çoj. *E shpuri në fund (në majë, në kulm). E shpuri në zero. E shpure lart, ule cat E shpuri në njëqind numrin e pikëve.*

*9. fig.* Drejtoj, përqendroj, çoj, hedh. *Shpie sytë (vështrimin). E shpie mendjen diku a t e dikush.*

10. *vet. veta III.* Me bën të shkoj diku, me dety-ron të vete, me çon. *Nuk me shpie puna. E shpuri ne-voja (halli, e keqja).*

11. Shkoj kohën; kaloj jetën, jetoj në një mënyrë të caktuar, rroj; kam këto ose ato përfundime në një punë a në një veprimtari, vete, shkoj; çoj. Si *ia shpini këtej? Si ia shpie me shëndet? Si ia shpinime perime? Si ia shpini me dimrin? Ia shpunë me këngë e me valle gjer ndaj të gdhirë. Ia shpie mirë (keq).*

12. *bised.* E vijoj a e zgjat diçka për njëfarë kohe, merrem me diçka deri në njëfarë kohe. *E shpuri gjatë* e zgjati shumë. *Mas e shpjer më tej ! Gjer me sa ke ndër mend ta shpiesh sot?*

• E shpunë (e çuan) dardhë *shih te* DARDHË,~A. Hedh (shpie) dëm *diçka shih te* HËDH. E shpuri (e çoi) fjalën për *dike a për diçka* e zuri në gojë dike a diçka, foli, e hodhi fjalën për dike a për diçka. Nuk e shpie (s'e çon) me gjatë *shih te* GJATË. Ku të shpie (të çon) mushka! *shih te* MUSHKË,~A. E shpie (e çoj) në vend *(një fjalë, një urdhër, njëporosi etj.) shih te* VEND,~I. Shkonte nga (ku) e shpinin këmbët *shih te* KËMBË,~A. Ia shpuri gojën te veshi *shih te* GOJË,~A. Shpie (bëj, vë) buzën në gaz qesh pak, buzëqesh. Shpie (çon) ujë në mullirin *e dikujt shih tek* UJË,~I. Shpie buzën vesh me vesh *shih te* VESH,~I. Të shpie (të hedh, të çon) degë me *iegëshih te* DEGË,~A. Të shpie (të çon) në njëqind (në dyzet) çezma (në krua, në shtatë kroje) e s'të jep ujë *shih te* KRUA, KROI.

SHPIF *kal.,* ~A, ~UR. 1. edhe *jokal.* Trilloj me qëllim gjëra të paqena, them e përhap fjalë të rreme për t'i përlyer dikujt nderin a emrin e mirë, për t'i ngarkuar një faj që nuk e ka bërë, për të njollosur diçka ose për synime të tjera jo të ndershme. *Armiqtë shpifnin lloj-lloj gjërash për partizanët.*

2. edhe *jokal.* Shpërralloj, flas kot, trilloj. *Shpif te kot (nga mendja).*

3. *bised. (me një trajtë të shkurtër të përemrit Vetor në r. dhanore).* I kail datën dikujt, e tmerroj. *Ta shpif kur të del përpara. Ma shpifi kur e pashë.*

4. *bised.* Shkaktoj, bëj, krijoj; ndërtoj. *Do të na shpifë ndonjë punë! Shpifi ca shkronja të reja. Shpifi një urë (një xhade).*

SHPIFACAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përçm.* Shpifës.

SHPIFARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përçm.* Shpifës. *Kalemxhinjtë shpifarakë. Sulme shpifarake.*

SHPIFARAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *përçm. Fem.* e SHPIFARAK,~U. *Ik moj shpifarake!*

SHPIFEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Del në shesh vet-vetiu e pa kuptuar, shfaqet a vjen papritur; shkaktohet, ndodh. *Nga u shpif ky njeri? Iu shpif një ari. Një viti u shpif karkaleci. Se nga u shpif një gjarpër. Iu shpif ën ethet. Iu shpif një kollë. Iu shpif një mizë ullirit. Iu shpif në ëndërr.*

*2. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me hyn data, tmerrohem, trembem shumë, me shpallet. *Iu shpif nga ai njeri. Iu shpif mortja.*

*3, Pës. e* SHPIF.

SHPlFËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *përçm.* I. Ai që e ka zakon të shpifë, ai që merret me shpif je; ai që ka shpi-fur për dike. *Shpifës i paturpshëm. U treguan vendin shpifësve. E gjetën shpifësin.*

2. *si mb.* ~, ~E. Që shpif; që përmban shpifje. *PrOpagandë (fushatë) shpifëse.*

SHPIFJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Fjalë të rreme, trillime, gjëra të paqena që thuhen me qëllim për të përlyer nderin a emrin e mirë të dikujt, për t'i ngarkuar një faj që nuk e ka bërë, për të njollosur diçka ose për synime të tjera të pandershme; përhapja e fjalëve a e trillimeve të tilla. *Shpifje të poshtra (të*
*ulëta, të ndyra, të sftëmtuara, trashanike). Fushatë shpifjesh. Kane bërë shpifje. Merrej me shpifje e thashe-theme. Nuk ua vë veshin shpifjeve. Shpifja dënohet me Ugj.*

SHPIFUR (i,e) *mb.* 1. I paqenë, i trilluar, i rremë. *Akuza të shpifura. Fjalë (lajme) të shpifura.*

*2. bised.* I panatyrshëm, i sajuar, i shpikur. *Gjellë e shpifur.*

3. *mospërf.* I dobët e i shëmtuar, që nuk shihet me sy; i ngordhur. *Njeri i shpifur. Dele e shpifur. Rri si i shpifur.*

*4. Përd. em.* sipas kuptimit 3 të mbiemrit. *Mezi erdhi, i shpifuri.*

SHPIHEM *vetv.* I. Me ikën mpirja nga trupi a nga gjymtyrët, shpij trupin a gjymtyrët; *kund.* mpihem. *M'u shpi trupi. M'u shpinë këmbët (duart, gishtërinjtë).*

*2. fig.* Gjallërohem; vij në vete, qetësohem. *V shpi shpirtërisht. Njerëzit po shpiheshin.*

SHPIHET. *Pës. e* SHPIE. *V shpu në vend. Të shpihet më tej !*

SHPIJ *kal,* ~VA, ~RË. Bëj që të ikë mpirja e trupit a e gjymtyrëve duke i lëvizur, duke i shtrirë a duke i ngrohur; *kund.* mpij. *Shpij trupin. Shpij këmbët (krahët, gjunjët). Shpij kurrizin. Shpij kockat.*

*k* Shpij (mbledh) kockat *shih te* KOCKË,~A.

SHPIK i *kal.,* ~A, ~UR. 1. E pi deri në pikën e fundit, shkulloj; nuk i lë asnjë pike, shkrënd (kur e mjel). *E shpiku gotën (faqoren). E shpikën pusin. E shpiku lopën.*
*2. fig.* Përdor a shfrytëzoj diçka tërësisht e deri në fund, shteroj. *shpikën të gjitha burimet.*
3. *bised.* Ia fitoj tjetrit të gjitha paratë, arrat etj. në lojë; ia thaj (xhepin, kuletën). *shpiku shokët. Ia shpikën xhepat.*
4. Nxjerr ujë (nga pusi). *Shpik ujë në pus.*
SHPIK ii *kal,* ~A, ~UR. 1. Krijoj a zbuloj diçka të re që nuk n jihej me pare, bëj një shpik je, ndërtoj për së pari diçka që nuk dihej. *Punëtorët kanë shpikur metoda të reja pune. Ka shpikur mikroskopin (telefonin).*
*2.* Gjej, mendoj një mjet ose një mënyrë për të bërë diçka, sajoj. *Shpiku një marifet.*
3. *bised.* Mendoj gjëra të paqena a të rreme, trilloj, shpif. *E shpiku nga koka. S'kam shpikur asgjë!*
4. *bised.* Shkaktoj, bë^, krijoj, shpif. *Shpikin nga-tërresa e turbullira. I shpiku të keqen ai fëmijë.*
SHPIKEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Shqitet atje ku është ngjitur me kallaj; shpohet, bëhet me vrima (për enët). *Jane shpikur enët e shtëpisë. Kazani pa ujë shpiket.*
*2. bised. I* humbas të gjitha paratë, arrat etj. në lojë; i shpenzoj të gjitha të hollat, mbetem pa një lek. *U shpik nga paratë. U shpik fare.*
3. *Pës. e* SHPIK i i. *Lugë-lugë shpiket një, kupë. fj. u. Nuk shpiket deti me luge. fj. u.*
SHPIKET *vetv.* 1. *bised.* Del në shesh vetvetiu, shfaqet; shkaktohet, krijohet, shpifet. *Nga papastërtia shpikeshin sëmundje. Iu shpik tuberkulozi. Iu shpik një brengë në zemër.*
*2. Pës. e* SHPIK II. *Jane shpikur makina të reja. Kur u shpik baruti?*SHPIKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shpik diçka, ai që bën një shpikje. *Shpikësi i makinës me avull. Lëvizja e shpikësve.*
SHPIKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPIK n, SHPIKET.
2. Zgjidhja e një detyre teknike në një fushë të ekonomisë popullore, të kulturës, të shëndetësisë etj., që ka elemente të reja thelbësore, të panjohura me pare, dhe që jep përfundime të mira; makinë, meka-nizëm a aparat i shpikur; çdo gjë e shpikur. *Shpikje teknike. Shpikje të reja. Lëvizje për shpikje dhe ra-cionalizime.*
3. *bised.* Trillim, diçka e paqenë. *Ishte thjesht një shpikje!*
SHPIKUR (i,e) *mb. bised.* I sajuar, i trilluar, jo i vërtetë, i shpifur. *Gjëra të shpikura. Legjenda të shpi-kura.*
SHPIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPOJ, SHPOHEM. *Shpim i thellë (i cekët). Shpim mekanik (elektrik). Shpimi i puseve. Shpimet për naftë. Punëtorët e shpimit. Mjeshtri i shpimit. Sondë (kullë) shpimi. Makinë (pajisje) shpimi. Zone shpimi.*
SHPIM-KËRKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *min.* Shpim që bëhet për të kërkuar naftë, gaz etj. *Shpim-kërkime të thella. Plani i shpim-kërkimit. Ndërmarrja (punë~ torët) e shpim-kërkimit.*
SHPIM-SHFRYTËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET
*min.* Shpim që bëhet për të shfrytëzuar naftën, gazin etj. *Brigada e shpim-shfrytëzimit. Plani (vëllimi) i shpim-shfrytëzimit.*
SHPINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e prapme e trupit të njeriut nga qafa e supet deri te mesi; pjesa e sipërme e trupit të kafshëve gjatë shtyllës kurrizore deri te vithet;. kurriz. *Shpinë e drejtë (e kërrusur). Shpinë me shpinë. Muskujt e shpinës. Rruazat e shpinës* shtylla kurrizore. *Çantë shpinë. Not në shpinë. I ktheu shpinën. Me dhemb shpina. E marr (e mbaj) në shpinë. Shtrihem (bie, fie) në shpinë. Armiku nuk na e ka parë ndonjëherë shpinën. Partia ua hoqi grave barren nga shpina.*
2. Trina e dorës a e këmbës, kurriz; ana e sipërme e pjesës së mesme të gjuhës. *Shpina e dorës (e këmbës). Shpina e gjuhës.*
3. Mbështetësja e prapme e karriges, e kolltukut etj., shpinore. *Shpina e bankës (e karriges).*
4. Pjesa e prapme e një veshjeje të sipërme, që mbulon trupin nga shpatullat e poshtë, kurriz. *Shpina e palltos (e xhaketës). Shpina e trikos. Punoj shpinën.*
5. Ana e prapme e një ndërtese, kurriz. *Shpina e shtëpisë (e dyqanit). Në shpinë të shkollës.*
6. Shpat ose kurriz mali a kodre.
7. Ana jo e mprehtë e thikës a e shpatës, ana pa dhëmbë e sharrës.
8. Vendi ku janë ngjitur a jane lidhur fletët e një libri, të një fletoreje etj.; pjesa e prapme e mbulesës së një libri, ku ngjiten kapakët. *Shpina e iibrit (e fle-tores). Emri i autorit dhe titulli janë shtypur në shpinë.*
*9. fig.* Vetja, kurriz. £ *provoi në shpinën e vet. Kishte dhjetë shpirt mbi shpinë (për t'i ushqyer). Rëndon mbi shpinën e tjetrit.*
10. *fig.* Prapavijë, pjesa e prapme e frontit. *Mbroj (siguroj) shpinën. I mori shpinën armikut. E sulmoi armikun në shpinë (nga shpina).*
11. *bised.* Pjesa e sipërme, sipërfaqja. *Shpina e detit. Mbetën të vrarët në shpinë të tokës. Doli në shpinë të ujit. Eci në shpinë të bores (kur ngrin bora).*
• I fërkon shpinën (krahët, kurrizin, shpatullat, zverkun) *dikujt keq. shih te* FËRKOJ. I ha (i kruhet) shpina (kurrizi) *dikujt shih te* KURRIZ, ~I. E hedh pas (prapa) shpinës (krahëve, ku-rrizit) *diçka shih te* KRAH,~U. I hipi në shpinë (në kurriz) *dikujt* a) e shfrytëzoi dike, e detyroi të mundohet a të punojë për të; b) e nënshtrof dike, e vuri nën vete, i ka hipur në qafë. I kërceu në shpinë *dikujt* po e mundon e po e shqetëson, nuk po e lë rehat. Nuk e kërrus (nuk e ul, nuk e përkul) shpinën (kurrizin) edhe *poh. shih te* KËRRUS. I ktheu (i solli) shpinën (krahët, kurrizin, shpatullat) *dikujt shih te* KTHEJ. la la në shpinë (në kurriz) *diçka shih te* KURRIZ,~I. Nuk la mban shpina (kurrizi) edhe *poh. shih te* MBAJ. Rronte në shpinë (në kurriz) *t ë dikujt shih te* KURRIZ,~I. Qëndron (vepron) prapa shpinës së *dikujt keq.* fshihet pas një tjetri dhe nuk del haptas, shtyn dike tjetër të veprojë për të arritur një qëllim. E qiti pas shpinë nuk kujdeset me për diçka, e lë pas dore një punë a diçka tjetër. la ndreqi (ia rregulloi, ia ujdisi) samarin (bërroren, kurrizin, shpinën) *dikujt shih te* NDREQ. I sheh edhe shpina është shumë i zgjuar dhe i mprehtë. Me shpinë në tokë (përdhe, përfundi) i ncn.htruar, i gju-njëzuar; i mposhtur, i mundur. Me shpinë (me kurriz) ulur *shih tek* ULUR. Thikë pas shpine *keq.* diçka që bëhet pabesisht për të dëmtuar rëndë a për të zhdukur një tjetër. Iu vu (iu iëshua) në shpinë *dikujt* e ndoqi nga pas dike e nuk iu nda. Ia zbuti shpinën (brinjët, kurrizin) *keq. shih te* ZBUT. U be bark e shpinë *shih te* BARK,~U. U be (ishte) bark e shpinë *me dike shih te* BARK,~U. Bie (fle, rri) në kokërr të shpinës *shih te* KOKËRR,~RRA. Mos të rente shpina për tokë! mos vdeksh kurrë! Sikur ka bjeshkën në shpinë *shih te* BJESHKË,~A. E ka mendjen (i ka mendtë) pas shpine (prapa kokës, pas qafe) *shih te* KOKË,~A. E

ndiente shpinën të ngrohtë *shih te* NGROHTË (i,e). I nguli (i futi) thikën pas shpine (prapa kurrizit) *shih te* KURRIZ,—I. Iu ngjit barku pas shpine (me kurrizin) *shih te* BARK,~U. U ngjitën shpinë për shpinë u bash-kuan fort e u bënë një për të mbrojtur a për të ndih-muar njëri-tjetrin, i vunë shpatullat njëri-tjetrit. I ishte qepur mulla për shpine *shih te* MULLË,~A. Ia bëri shpinën (kurrizin) më të butë se barkun *keq. shih te* KURRIZ,~I. Është si tapa në shpinë të detit *keq. shih tek* TAPË,~A. Të jep ujë me shpinë (me bisht) të luges *shih te* BISHT,~I. Të jep ujë me shpinë të dorës të jep ujë me shpinë të luges. Ka lëkurën e ujkut në shpinë (në kurriz) *shih tek* UJK,~U. Kthen shpinën (kurrizin, krahët, gëzofin, gunën) nga fryn era *shih te* KTHEJ.

SHPINËMARRËS,~E *mb. usht.* Që bëhet për t'i marrë shpinën armikut; që përbëhet nga luftëtarë të stërvitur për t'i marrë shpinën armikut. *Manovër shpinë marrë se. Kompania shpinëmarrëse.*

SHPINËMARRJE,~A . *usht.* Manovër e tru-pave në luftiiii, që ka për qëllim t'i dale armikut pas shpine. *Filloi shpinëmarrja.*

SHPINËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. *Zvog.* e SHPINË, ~A. *Shpinëza e kolltukut (e bankës, e divanit). Ka-rrige me shpinëz të drejtë.*SHPINOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Nuk kujdesem për një punë, e lë pas dore, i kthej kurrizin.

2. Nuk e pranoj dike a diçka, nuk e pëlqej; i kthej shpinën dikujt a diçkaje, i kthej krahët.

SHPINOR,~E *mb.* I. Që ka të bëjë me shpinën, që ndodhet në shpinë. *Penda shpinore (e peshqve). Palça shpinore.*

2. *gjuh.* Që shqiptohet duke u ngritur pjesa e për-parrne e shpinës së gjuhës drejt dhëmbëve të sipërm. *Bashkëtingëllore shpinore.*

SHPINORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Shpina e karriges, e kolltukut etj. *Shpinorja e kanapesë.*

2: *sport.* Vegël gjimnastikore në trajtë të një shka-lle prej druri, që mbërthehet pas murit dhe shërben për ushtrime të ndryshme të trupit. *Ushtrime në shpinore. Ngjitje e zbritje në shpinore.*

3J Një cope rrobë e leshtë që e vinin grate në shpinë për të mos i vrarë bucela.

SHPIQET *vetv.,* SHPOQ (u), SHPJEKUR. Hum-bet njomëshiinë, fishket, thahet (për barin). *V shpoq bart.*

SHPIRJE,~A Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve SHPIJ, SHPIHEM.

SHPIRT,~I *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Bota e brend-shme e njeriut, tërësia e vetive të tij psikike, tërësia e ndjenjave dhe e përjetimeve të tij; vetëdija a ndër-gjegjja e njeriut; botamendore. *Shpirti i madh i po-pultit. Me shpirt të gëzuar (të vrarë, të trazuar, të tronditur, të pikëlluar). Njerëz me shpirt të pasur. Në thellësi të shpirtit. Thellë në shpirt. I plagosur në shpirt. Të kënaqet shpirti. Iu gëzua shpirti. Iu be shpirti vrer. Të ka lezet shpirti. bised.* ke kënaqësi, kënaqesh. *E ka shpirtin helm (zeher)* është shumë i hidhëruar. *rëndon në shpirt* (një gabim a faj që ka bërë). *S"dihet ç'ka (s'ka gjë të keqe) në shpirt. Shpirti im e di. Me pikoi në shpirt. Me ka prekur në shpirt. Nuk i ndahej shpirti nga djali. Nga del fjala, del shpirti. fj. u.* fjala e dhënë nuk kthehet.

2. Tërësia e vetive dhe e tipareve (të mira a të këqija) të karakterit ose të personalitetit të një njeriu; ka-rakteri i njeriut; tërësia e aftësive të brendshme, af-tësitë mendore; gjendja e brendshme, forca morale e një njeriu a e një grupi njerëzish; frymëzim, ndjenjë, temperament. *Me shpirt të lire (të gjerë, fisnik, të bardhë). Me shpirt të ngushtë (të vogël). Me shpirt të zjarrtë (luftarak, sulmues, të paepur, të papërkulur). Me shpirt të ndjeshëm. Shpirt kërkues (krijues). Shpirti praktik* aftësia për të kryer mirë e shpejt punët e de-tyrat e ndryshme. *Shpirti i vetëmohimit (i sakrificës, i kundërshtimit). Ka shpirt të mirë (të keq). Ka shpirt poet{ (artisti). Ka shpirt malësori. I madh (i gjerë, fisnik) nga shpirti. Njeri pa shpirt* njeri i egër, mizor; njeri i ftohtë, njeri që nuk ka interes a dashuri për asgjë. *Flet (këndon, punon) me shpirt* ftet (këndon, punon) me afsh, me zjarr, më të gjitha fuqitë që ka. *Është dhënë me (gjithë) shpirt pas diçkaje* ia ka kushtuar të gjitha forcat diçkaje, është dhënë i tëri pas diçkaje. *E bën (e jep) me gjithë shpirt* e bën me zemër të hapur, në mënyrë të çiltër, me bindje të plotë; e bën më të gjitha fuqitë që ka, me zjarr, me gjithë hovin e zemrës, me gjithë zemër.

3. iParim a synim themelor që përcakton mënyrën se si mendon, sillet e yepron një njeri a grup njerëzish dhe që e ka burimin te kushtet historiko-sho-qërore në të cilat kanë jetuar e janë formuar këta;

tërësia e fafctorëye të brendshëm që nxitin dike në jetë e në veprimtarinë e tij; frymë. *Me shpirt revolucionar (kryengritës, përparimtar, patriotik, popullor). Me shpirt partishmërie (klase). Me shpirt komunisti (at-dhedashësi, patrioti, dentokrati). Me shpirt skllavi tradhtari, renegati, tregtari). Ka shpirt shqiptari.*

4. *fig.* Qenia më e shtrenjtë, më e çmueshme për dike, njeri shumë i afërt e i dashur, i dashuri i zemrës, zemër (përdoret edhe për t'iu drejtuar me dashuri e përkëdhelje një njeriu shumë të afërt); gjëja më e shtrenjtë për njeriun, jeta. *E kam shpirt. E dua si shpirtin. Shpirti është i dhembshur. Jap edhe shpirtin për të. Eja, shpirti inënës (shpirti im) ! Ç'ke, o shpirt? Shpirt i vogël!*

5. *fig.* Gjëja më e qenësishme, thelbi i diçkaje. *Shpirti i materializmit (i marksizmit). Shpirti i art it (i shkencës). Shpirti i punës krijuese.*

6. Forca kryesore frymëzuese a lëvizëse në një punëy në një veprimtari, shtylla e një pune a e një veprimtarie; ai që frymëzon, organizon e udhëheq një grup njerëzish; njeriu me i dashur në një grup a në një rreth njerëzish; zemër. *Shpirti i skuadrës (i brigades). Shpirti i fabrikës (i ndërmarrjes). Partia është shpirti i ushtrisë. Shpirti i shoqërisë. Shpirti i shtëpisë.*

7. *fitoz., psikol.* Ndërgjegjja si funksion i materies së organizuar në shkallën më të lartë — i trurit, forma më e lartë e veprimtarisë psikike të njeriut.

8. Sipas filozofisë idealiste: element jomaterial, i cili gjoja është faktori kryesor që i paraprin çdo qe-nieje dhe e përcakton atë, që i kundërvihet materies dhe njëjtësohet me zotin.

9. *fet.* Sipas dogmave e besimeve fetare: element jomaterial te njeriu, që gjoja ka prejardhje hyjnore e është i pavdekshëm, që i jep njeriut jetën, e dallon atë nga kafshët dhe e lidh me zotin. *Shpirtrat e të vdekurve:-I ndrittë shpirti! ur. I vajttë shpirti në ferra! mallk. për shpirt të nënës! betim. Ndanin për shpirt.*

10. *mit.* Qenie e patrupëzuar, që, sipas besimeve të kota, gjoja ka fuqi të mbinatyrshme dhe vepron në jetën e njerëzve e në natyrë duke bërë të mira e të këqija. *Shpirtrat e këqij. Shpirtrat e pyllit (e kënetës).*

11. *bised.* Jetë. *Eg jetën pa shpirt. Shpëtoi me shpirt* shpëtoi, mbeti gjallë. *Ra (u rrëzua) pa shpirt.*

12. *bised.* Njeri, vetë, frymë (zakonisht e shoqëruar me fjalë që tregojnë sasi). *Ishin (bëheshin) njëzet Shpirt. Sa shpirt qenë? Nuk kishte shpirt të gjallë rreth e rrotull. Në fshat nuk kishte mbetur shpirt njeriu.*

*ir* Bir (djalë) për (në) shpirt bir (djalë) i adoptuar. Bijë (vajzë) për (në) shpirt bijë (vajzë) e adoptuar. Ia biroi shpirtin (zemrën) *shih te* BIROJ. Me doll shpirti u lodha e u këputa, u rraskapita; vuajta shumë, hoqa të zitë e ullirit. I doli shpirti (xhani, fryma) *dikujt* a) u lodh së tepërmi, u mundua. shumë, u këput; b) vdiq. I dogji shpirtfn e hidhëroi shumë, e pikëlloi (thuhet sidomos kur dikujt i vdes një njeri shumë i dashur). Iu dogj (iu përvëlua, iu zhurit) shpirti (zemra)*për dike a për diçka shih te* ZEMER, ~RA. Iu drodh shpirti (zemra) *shih te* ZEMËR,~RA. I drithëron shpirti (zemra) *shih te* ZEM ËR,~RA. Ma do shpirti *diçka* e dëshiroj shumë; kam shumë dëshirë që ta kem, ta provoj a ta shijoj. Me dhemb (me ther) shpirti (zemra) për *dike a për diçka shih te* ZEMËR,~RA. Nga fundi (nga thelbi) i shpirtit (i zemrës) *shih te* ZEMËR,~RA. Iu fur shpirti *shih te* FUREM. I është futur (i ka hyrë) në shpirt (në zemër)*dikujt shih te* ZEMËR,~RA. I gr!si shpirtin (zemrën) *shih te* GRIS. I gufon shpirti (zemra) *shih te* ZEMËR,~RA. Me gjysmë shpirti *shih te* GJYSMË, ~A. I helmoi shpirtin (zemrën) *dikujt shih te* HEL-MOJ. I ka hyrë në shpirt (në zemër) *dik ush a diçka* ka filluar ta dojë shumë. Po heq (po jep) shpirt (po heq për shpirt) *vjet.* a) është duke vdekur, është në grahmat e fundit; b) është duke u shkatërruar plo-tësisht, po merr fund. Me iku shpirti (zemra) u trem-ba shumë, me ngriu gjaku. I dha shpirt *shih te* JAP. Jep shpirtin për të *shih te* JAP. Nuk ka shpirt është i pamëshirshëm, është zemërgur e mizor. Me kënaqet shpirti (zemra) ndiej një kënaqësi shumë të madhe. Të këput shpirtin *shih te* KËPUT. Me këputet shpirti (zemra) *shih te* KËPUTEMË. Lot e shpirt *shih te* LOT, ~I. Mori shpirt *shih te* MARR. I mori (i nxori, i qiti) shpirtin *dikujt* e mundoi shumë, e sfiliti. Sa për të mbajtur shpirtin (frymen) *shih te* MBAJ. Me raish e me shpirt *shih te* MISH,~I. S'u ndahet shpirti rrinë gjithnjë bashkë, ngaqë e duan shumë njëri-tjetrin. Me plasi (me hëngri) shpirtin *shih te* PLAS. Me preku në shpirt (në zemër) *shih te* ZEMËR,~RA. I qan shpirti (zemra) për *dike a për diçka shih te* QAJ. Iu rëndua shpirti i ishte tnërzitur jeta nga vuaj-tjet, nga rrethanat e kushtet e vështira. për shpirt të babait *iron,* falas, pa të holla, pa pasur ndonjë përntim. Me shpirt ndër dhëmbë *shih te* DHËMB,~I. Me shpirt (me zemër) të plagosur *shih te* PLAGOSUR (i,e). Shpirti i repartit *keq. shih te* REP ART, ~I. Me shtrëngohet shpirti (zemra, kraharori) *shih te* SHTRËNGOHEM. Në theilësi të shpirtit *shih te* THELLËSI,~A. (Që) nga thellësia e shpirtit (e zemrës) *shih te* THELLËSI,~A. Vala e shpirtit *shih te* VALË,~A. I erdhi shpirti i erdhi fuqia për-sëri, u përmend, erdhi në vete, u gjallërua përsëri. Iu be shpirti (zemra) cope (plage) *shih te* COPË,~A. Iu be shpirti derr *shih te* DERR,~I. Iu be shpirti (zemra) vrer (helm) *shih te* VRER,~I. Me bën shpirti (syri) rehat *shih te* REHAT,~I. Ma pruri (ma solli) shpirtin në fyt (ndër dhëmbë) *shih te* FYT,~I. Ma pruri (ma solli) shpirtin në majë të hundës *shih te* HUNDË,~A. I erdhi shpirti në majë të hundës (në fyt) *shih te* HUNDË,~A. Ta ha shpirtin më të butë *shih te* HA \6. Jane dy kufoma e një shpirt *shih te* KUFOMË,~A. Është shpirt njeriu është shumë i mirë, i njerëzishëm e i dhembshur. S'kishte gjë pas shpirtit ishte i varfër e i këputur; kishte vetëm krahët e vet. E kishte shpirtin në fyt *shih te* FYT,~I. E ka shpirtin në gushë *shih te* GUSHË,~A. E ka shpirtin të thellë *shih te* THELLË (i,e). Ku i qëndron shpirti! është shumë i dobët, ka mbetur kockë e lëkurë. I mori flake (horë) shpirti u ndez flake (nga një ndjenjë e fuqishme), iu ndez zemra. E ndien zemrën (shpirtin) të lehtë *shih te* LEHTË (i,e). (Punonte) për shpirt të gomarit *shih te* GOMAR, ~I. la ka shitur shpirtin shejtanit *keq. shih te* SHEJ-TAN,~I. I erdhi shpirti (zemra, fytyra) në vend *shih te* VEND,~I. I zë shpirtin ngjak *dikujt shih te* NGJAK. Lyp për derë e ndan për shpirt *shih te* DER'Ë, ~A. S'e kam marrë shpirtin me qira *shih te* QIRA, ~JA.

SHPIRTASHPËR *mb.* Shpirtegër, zemërgur.

SHPIRTBARDHË *mb.* Që u do gjithnjë të mirën të tjerëve dhe përpiqet t'u bëjë mirë, zemërbardhë; *kund.* shpirtzi.

SHPIRTBARDHËSI,~A . Të qenët shpirtbardhë. vetia e njeriut shpirtbardhë, zemërbardhësi. *Shembull shpirtbardhësie.*

SHPIRTBRENGOSUR *mb.* Që e ka shpirtin të brengosur, i hidhëruar, zemërbrengosur.

SHPIRTBUJAR,~E *mb.* Që është bujar nga shpirti, shpirtbardhë, zemërbujar.

SHPIRTBUJARt,~A . Të qenët shpirtbujar, vetia e njeriut shpirtbujar, zemërbujari, zemërgjerësi. *Shpirtbujaria dhe mikpritja e male sore ve.*

SHPIRTBUTË *mb.* Që e ka shpirtin të butë e që preket shpejt, i butë nga shpirti; që i vjen keq për të tjerët dhe ua fal fajet e gabimet, shpirtdhembshur, zemërbutë. *Baba shpirtbutë. V tregua shpirtbutë. Është shumë shpirtbutë.*

SHPIRTBUTËSI,~A . Të qenët shpirtbutë, vetia e njeriut shpirtbutë; dhembshuri; zemërbutësi. *Shpirtbutë si e theksuar Çe dëmshme). Ndjenjë shpirtbutësie.*

SHPIRTÇlLTËR *mb.* Shpirtdëlirë, zemërdëlirë, i çiltër.

SHPIRTDËLIRË *mb.* Që nuk ka asgjë të keqe në shpirt, që e ka shpirtin të paster; i çiltër, i ndershëm, zemërpastër, zemërdëlirë.

SHPIRTDËLIRËSI,~A . Të qenët shpirtdëlirë, vetia e njeriut shpirtdëlirë, pastërti shpirtërore, çiltëri.

SHPIRTDOBËT *mb.* 1. Që është me karakter të dobët; që është i keq nga shpirti, shpirtlig, zemërlig.

2. Që nuk ka vullnet e forca të brendshme për të përballuar punë e detyra të rëndësishme, të cilat kër-kojnë guxim e vendosmëri.

SHPIRTDHEMBSHUR *mb.* 1. Që ndien dhembshuri për atë që yuan, që e ka shpirtin të ndjeshëm dhe i vjen keq kur i sheh të tjerët që vuajnë; shpirtbutë, zemërdhembshur.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

SHPIRTDHEMBSHURI,~A . Të qenët shpirtdhembshur, vetia e njeriut që është shpirtdhembshur, zemërdhembshuri.

SHPIRTE,~JA . *përk.* E dashur, zemër. *Shpirtja ime!*

SHPIRTEGËR *mb.* Që sillet me egërsi ndaj të tjerëve, i pamëshirshëm, i pashpirt, mizor. *Tiran shpirtegër.*

SHPIRTËRISHT *ndaj.* Me shpirt; nga shpirti, nga ana shpirtërore, moralisht. *Të bashkuar shpirtë-risht. I vrarë (i dërrmuar) shpirtërisht. Jane lidhur shpirtërisht. Kishte rënë (vuante) shpirtërisht.*

SHPIRTËRtM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPIRTËROJ, SHPIRTËROHEM.
SHPIRTËROHEM *vetv.* 1. Marr shpirt, jetë e gja-llëri, gjallërohem, frymëzohem. *Të gjithë u shpirtëruan.*
2. *krahin.* I qaj hallin e i kërkoj ndihmë dikujt, i hap shpirtin dikujt *(me një trajtë të shkurtër të për-emrit vetor në r. dhanore).*
3. *Pës. e* SHPIRTËROJ.
SHPIRTËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* SHPIR-TËZOJ $_2$.
SHPIRTËROR,~E *mb.* Që ka të bëjë me botën e brencishme, që lidhet me anën psikike të njeriut, me botën e tij mendore, me shpirtin e tij. *Bota (jeta) shpirtërore. Lidhje shpirtërore. Gjendja shpirtërore.Prehje shpirlërore. Zhvillimi shpirtëror. Të mirat shpirtërore.*
At shpirtëror *fet.* prift që ndjek nga afër dhe drejton jetën shpirtërore e fetare të dikujt; prift, tek i cili rrëfehen rregullisht besimtarët (në vendet ku vepron feja e krishterë).
SHPIRTËZlM,~I *m. libr.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHPIRTËZOJ, SHPIRTË-
ZOHET. *Shpirtëzimi i natyrës (i botës rrethuese). Flet me shpirtëzim.*
SHPIRTËZOHET *libr. Pës. e* SHPIRTËZOJ.
SHPIRTËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *libr.* I përfytyroj dhe i paraqit me veti psikike e shpirtërore si të njeriut kafshët, sendet e dukuritë e natyrës. *Shpir-tëzonin natyrën.*
*2. fig. vjet.* I jap shpirt, i jap jetë; e frymëzoj; i lartësoj ndjenjat. *Shpirtëzon të tjerët. Ideja që i shpirtëzon.*
SHPIRTËZUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që me idetë, me shpirtin luftarak e me gjallërinë e tij frymëzon një grup njerëzish dhe i vë në lëvizje për një çështje të rëndësishme; ai që bëhet shpirti i një veprimtarie, frymëzues. *Shpirtëzuesit e kryengritjes.*
SHPIRTFËLLIQUR *mb.* I ndyrë nga shpirti, që bën a nxit të tjerët të bëjnë punë të poshtra e të ndyra; *kund.* shpIrtpastër, shpirtdëlirë.
SHPIRTFOSHNJË *mb.* Që e ka shpirtin të pastër si fpshnjat, që është krejt i padjallëzuar. *Ka tnbetur shpirtfoshnjë,*
SHPIRTGRYMËT *mb.* Shpirtgrymur.
SHPIRTGRYMUR *mb.* Shpirtkeq, shpirtkazmë, zemërzi. *Fajdexhinjtë (qehallarët) shpirtgrymur.*
SHPIRTGUR,~E *mb.* I pamëshirshëm, i pashpirt, zemprgur.
SHPIRTGJERË *mb.* Që duron shumë, që është i gjerë nga shpirti, zemërgjerë; *kund.* shpirtngushtë. *Nënë fbaba) shpirtgjerë.*
SHPIRTGJERËSI, ~A . Të qenët shpirtgjerë, vetia e njeriut që është shpirtgjerë, zemërgjerësi; *kund.* shpirtngushtësi. *Ë gjykuan me shpirtgjerë si. Tregoi një shpirtgjerësi të madhe.*
SHPIRTHELMUAR [lexo: shpirt-helmuar ] *mb.* Që e ka shpirtin të pikëlluar nga ndonjë fatkeqësi, që është shumë i dëshpëruar e i hidhëruar.
SHPIRTHUMBUR [lexo: shpirt-humbur] *mb.* 1. Që i humbtë shpirti *(mallk.).*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E mori me qafë, shpirthumburi!*
SHPIRTKATRA'N *mb. keq.* Shpirtzi, zemërkatran.
SHPIRTKAZMË *mb. keq.* Shpirtzi, shpirtlig; ze-mërgur; gjakpirës.
SHPIRTKEQ,~E *mb.* 1. Që mundohet t'i bëjë keq itjetrit, që e ka shpirtin të keq, shpirtlig, zemër-keq; *kund.* shpirtmirë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHPIRTKËLLIRË *mb.* I ndyrë nga shpirti, shpirtfë-lliqur; shpirtzi, shpirtkatran.
SHPIRTKËPUTUR *mb.* Që është shumë i lodhur e i rraskapitur shpirtërisht, që ka rënë shpirtërisht.
SHPIRTKRIMBUR *mb. keq.* Që e ka shpirtin të ngushtë, shpirtvogël; që mendon keq për të tjerët, që u do të keqen të tjerëve, shpirtlig, zemërlig.
SHPIRTKULLUAR *mb.* Që është i pastër e i çiltër nga shpirti, që nuk ka asgjë të ligë në shpirt.
SHPIRTLARTË *mb.* Që ka ndjenja të larta në shpirt, që është bujar e flsnik; *kund.* shpirtulët.
SHPIRTLEPUR *mb. mospërf.* Që është frikacak i madh si lepuri, që trembet menjëherë dhe nga çdo gjë, zemërlepur. *Njeri shpirtlepur.*
SHPIRTLIG, ~Ë *mb.* Shpirtkeq.
SHPIRTUGËSI,~A . Të qenët shpirtlig, vetia e njeriut që është shpirtlig, zemërligësi; *kund.* shpirt-mirësi. *Shpirtligësia e të pasurve. Me shpirtligësi të madhe. E bëri nga shpirtligësia.*
SHPIRTLUAN,~E *mb.* Që nuk ka frikë nga asgjë, që nuk i trembet syri; që can gjithnjë përpara me guxim e trimëri, zemërluan. *Luftëtar shpirtluan.*
SHPIRTMADH,~E *mb.* Që ka në shpirt ndjenja të pastra e të larta, që është i mirë e i dashur më të tjerët, zemërmadh; zemërgjerë, zemërbujar; *kund.* shpirtvogël, shpirtngushtë. *U tregua shpirtmadh.*
SHPIRTMADHËSl,~A . Të qenët shpirtmadh, vetia e njeriut që është shpirtmadh, zemërmadhësi; bujari, flsnikëri; *kund.* shpirtvogëlsi, shpirtngushtësi.
*Ndjenjë shpirtmadhësie. Tregoi shpirtmadhësi. Për-fitoi nga shpirtmadhësia e saj.*
SHPIRTMIRË *mb.* 1. Që do t'i bëjë mirë tjetrit, që e ka shpirtin të mirë, që nuk i do të keqen tjetrit, zemërmirë; *kund.* shpirtkeq; shpirtlig. *Njerëz shpirtmirë. Grua Shpirtmirë. Jane shumë shpirtmirë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHPIRTMIRËSI,~A . Të qenët shpirtmirë, vetia e njeriut që është shpirtmirë, zemërmirësi; *kund.* shpirtligësi. *Shprehje shpirtmirësie. E bën nga shpirt-mirësia.*
SHPIRTMIZOR,~E *mb.* Që nuk ka mëshirë, që nuk ndien asnjë dhembje për fatkeqësitë e të tjerëve, që ka dëshirë t'u shkaktojë fatkeqësi e vuajtje të tjerëve, i pamëshirshëm, shpirtqen, shpirtkazmë. *Push-tuesit shpirtmizorë.*
SHPIRTNDEZUR *mb.* Që ka në shpirt një dëshirë të zjarrtë, një ndjenjë të fuqishme e të lartë. *Poet Shpirtndezur. Atdhetarët (rilindësit) shpirtndezur.*
SHPIRTNDRITUR *mb.* 1. *fet.* Që i ndrittë shpirti! (për një të vdekur a të vrarë, sipas paragjykimeve fetare).
2. Që e ka shpirtin të pastër e fisnik, zemërbardhë. *Ishte i dashur e shpirtndritur.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
SHPIRTNDYRË *mb.* Shpirtfëlliqur.
SHPIRTiNGUSHTË *mb.* Që nuk do t'i bëjë një të mirë tjetrit a t'i jape diçka, zemërngushtë; dorështrën-guar; *kund.* shpirtgjerë.
SHPIRTNGUSHTËSI,~A. Të qenët shpirtngushtë, vetia e njeriut që është shpirtngushtë, zemërngushtë-si; *kund.* shpirtgjerësi. *Shpirtngushtësi mikroborgjeze.*

SHPlRTO,~JA. *sh.* ~->, ~T. 1. *krahin.* Shkrepëse. *Ke shpirto? M'u mbaruan shpirtot.*Z. *bised.* Alkool. *Shpirio e forte. Pije me shpirto. Një shishe me shpirto.*
3. *përd. mb. fig. bised.* Shumë i gjallë, shumë i shkathët c i zgjuar. *Është shpirto!*
SHPIRTPAKTË *mb. keq.* Që është i dobët nga shpifti, që nuk ka force shpirtërore për të përballuar vështirësi e rreziqe; frikacak; shpirtvogël.
SHPIRTPANGOPUR *mb.* Që nuk i ngopet shpirti duke përvetuar pasurinë e të tjerëve a duke bërë të këqija; shpirtzi.
SHPIRTPASTËR *mb.* Që nuk ka asgjë të keqe në shpirt, që e ka shpirtin të paster, zemërpastër; *kund.* shpirtfëlliqur.
SHPIRTPLAGOSUR *mb.* I vrarë në shpirt, shumë i hidhëruar, që e ka shpirtin të plagosur nga ndonjë fatkeqësi, zemërplagosur. *Është shpirtplagosur për të birin.*
SHPIRTPLASUR *mb.* Që nuk i janë plotësuar dëshirat, që e mundon diçka në shpirt, që është me shpirt të plasur, zemërplasur. *Shkoi (vdiq) shpirtpla-sur. Rrinte shpirtplasur.*
SHPIRTQEN,~'E *mb. keq.* Që nuk ka mëshirë, që nuk ndien dhembje për fatkeqësitë e të tjerëve, shpirtkazmë, zemërqen.
SHPIRTROB,~E *mb. përb.* I. Që i përulet a i nën-shtrohet dikujt, që sillet sikur të ishte skllav i dikujt. *Njeri shpirtrob. Ishte bërë shpirtrob.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHPIRTSKLLAV,~E *mb. përb.* Shpirtrob.
SHPIRTSHITUR *mb. përb.* Që ia ka shitur shpirtin armikut, i poshtër; tradhtar.
SHPIRTTRAZUAR *mb.* Që e ka shpirtin të tur-bulluar a të trazuar nga ndjenja e përjetime të forta.
SHPIRTTHARË *mb.* Shpirtthatë.
SHPIRTTHATË *mb.* Që nuk ka asnjë ndjenjë nje-rëzore në shpirt, që e ka shpirtin të thatë.
SHPIRTULËT *mb.* Që ka ndjenja të ulëta në shpirt, që është i poshtër nga shpirti; *kund.* shpirtlartë.
SHPIRTVOGËL *mb. keq.* 1. Që e ka shpirtin të ngushtë, që edhe në gjërat më të vogla shikon vetëm përfitimin e vet, që shikon me smirë çdo gjë që kanë të tjerët, zemërvogël; *kund.* shpirtmadh. *Borgjezë shpirtvegjël. U tregua shpirtvogël.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHPIRTVOGËLSI,~A . Të qenët shpirtvogël, vetia e njeriut që është shpirtvogël, zemërvogëlsi; *kund.* shpirt madhësi. *verbuar nga shpirtvogëlsia. Tregoi shpirtvogëlsinë e vet.*
SHPIRTVRARË *mb.* Që e ka shpirtin të vrarë, me shpirt të plagosur, i pikëlluar, i hidhëruar, zemër-vrarë. *Nënë shpirtvrarë. Iku shpirtvrarë.*
SHPIRTZBRAZUR *mb.* Që e ndien zemrën të zbrazur, që ndien zbrazëti në shpirt. *E ndiente veien shpirtzbrazur.*
SHPIRTZI,~ZEZË *mb.* 1. Që do t'i bëjë keq tjetrit, që e ka shpirtin të keq, që kënaqet me fatke-qësinë e tjetrit, zemërzi; *kund.* shpirtbardhë.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHPIRTZJARR *mb.* Që punon e Iufton me zjarr për një çështje të lartë, që i ndizet zemra flake. *Luftë-tar (revolucionar) shpirtzjarr.*
SHPIRTZHURITUR *mb.* Që i është zhuritur shpirti nga malli për dike a nga dëshira për diçka; që është vrarë në shpirt nga vdekja e një njeriu shumë të da-shur (zakonisht e të birit a e së bijës); zemërzhuritur.
SHPIRRAQ,~E *mb.* 1. Që ka sëmundjen e shpirrës. *Kuaj shpirraqë. Pule shpirraqe.*
2. Që flet me hundë, hundaç.
3. Shëndetlig, i dobët, i paktë nga trupi. *Burrë shpirraq.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbienirit.
SHPIRRË,~A . *bised.* 1. *mjek.* Astmë, gulçim, frymëz. *Vuan nga shpirra. E zëntë shpirra! malllc.*
*2. veter.* Sëniundje si rrufë, që u bie kaishëve e shpendëve shtëpiakë në mushkëri dhe në rrugët e frymëmarrjes. *ka zënë shpirra dhitë. U ka rënë shpirra pulave. Macja ka shpirrën.*
SHPIRROSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me zë shpirra.
SHPITË (i,e) *mb.* I shpejtë, i shkathët; *kund. i* mpitë. £ *ka gjuhën të shpitë* nuk ia përton fjalës, t? iep përgjigjen aty për aty.
SHPJEGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPJEGOJ, SHPJEGOHEM.
*Shpjegimi i mësimit (i lëndës). Shpjegimi i kuptimit të fjalës.*
2. Ajo që themi për të shpjeguar diçka, fjalët shpje-guese për një mësim, për një çështje etj. *Shpjegim i gjatë. Shpjegim shkencor. Shpjegimi i mësuesit. Fjalor me shpjegime. Dëgjoj shpjegimin me vëmendje. S"e kuptoi shpjegimin.*
3. *vet. sh.* Sqarim i rrethanave a i arsyeve të një veprimi, të një sjelljeje, të një qëndrimi etj. *Jap (kër-koj) shpjegime.*
4. *vet. nj.* Shkaku i diçkaje, ajo që shpjegon diçka. *Gjej shpjegimin e vërtetë. Nuk ka shpjegim.*
SHPJEGOHEM *vetv.* 1. Sqarohem me dike për rrethanat ose për arsyet e një veprimi, të një sjelljeje a të një qëndrimi, për të zhdukur keqkuptimet, për të shmangur një grind je etj.; merrem vesh me dike, jap shpjegime, shfaq mendimin tim. *Prit (dale) të shpje-gohemi! Nuk arriti të shpjegohej me gjatë. Shpjegohu mirë (qartë)!*
*2. vet. veta III.* Gjen arsyen, shkakun a shpjegimin e vet. *Me se shpjegohet kjo? Si shpjegohet kjo sjellje (ky qëndrim, ky veprim) ?*
3. *Pës. e* SHPJEGOJ.
SHPJEGOJ *kal.* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj diçka më të lehtë për t'u kuptuar, e bëj më të qartë, e sqa-roj; jap me fjalë të tjera kuptimin e diçka je, tregoj se ç'do të thotë a si duhet kuptuar. *Shpjegoj një rre-gull. I shpjegoj dikujt një ushtrim. Shpjegoj fjalët e vështira. Ua shpjegoj me durim.*
*2.* Gjej shkakun, arsyen a shpjegimin e diçkaje. *Nuk di si ta shpjegoj këtë. Shpjegoj një dukuri. Fi-lozofët e kanë shpjeguar botën në mënyra të ndryshme.*
3. Shtjelloj, bëj të njohur me fjalë përmbajtjen e një mësimi, tregoj me hollësi diçka. *Shpjegoj mësimin flëndën e re). Ia shpjegoi punën fill e për pe. Shpjegon qartë (bukur, ngadalë).*SHPJEGUES,~I *m. sh.* ~, —IT. Ai që shpjegon diçka. *Shpjeguesi i muzeut (i ekspozitës).*
SfHPJEGUES,~E *mb.* QË ka për qëllim të shpje-gojë diçka, që bëhet për të shpjeguar a për të sqa-ruar diçka; që ka shpjegime, me shpjegime. *Lexim (mësim) shpjegues. Biseda shpjeguese. Fjalor shpjegues. gjuh.* fjalor që i shpjegon fjalët e një gjuhe me fjalë të po asaj gjuhe, fjalor me shpjegime në'po atë gjiihë.
SHPJEGUESE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHPJEGUES,~I. *Shpjeguesja e muzeut.*

SHPJEGUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund t'i gjendet shkaku, arsyeja a shpjegimi, që mund të shpjegohct; *kund.* i pashpjegueshëm. *Është e shpjeguesh-me historikisht.*
SHPJETEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Rrënxohem.
SHPLANDOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Plando^ sem.
SHPLEKS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Hap a ndej diçka të gërshetuar, shthur; *kund.* plelcs. *Shpleks gërshetat (flokët, leshrat). Plekste e shplekste gishtat.*
*%.* Çngatërroj, shkoklavit. *Shpleks litarin (gjalmin).*
3l Shthur diçka të thurur. *Shpleks çorapin (trikon).*
SHPLEKSEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Hapet a ndahet vetiu diçka e gërshetuar (për gërshetat, fijet, litarin etj.); *kund.* plekset. *Iu shpleksën gërshetat. U shpleks litari. Vallja pleksej e shpleksej.*
*2.* Shpleks gërshetat e i lëshoj flokët lirshëm (për vajzat e grate).
3. *fig.* Largohem, ndahem nga dikush a nga një grup njerëzish; i shkëput lidhjet; *kund.* pleksem. *Shpleksu nga ata shokë!*
4J *vet. veta III.* Sqarohet gjer në fund, shkoqitet një çështje e ngatërruar. *Mezi u shpleks kjo çështje.*
SHPLEKSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljëve SHPLEKS, SHPLEKSEM.
SHPLEKSUR (i,e) *mb.* Që është hapur a është ndarë (për diçka që ka qenë e gërshetuar), i shthurur. *Me gërsheta të shpleksur.*
SHPLUHUROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. I fshij a i heq diçkaje pluhurin, e shkund që t'i ikë pluhuri; e pastroj nga pluhuri. *Shpluhuroj librat (teshat, pet-kat)\. Shpluhuroj shtëpinë (odën).*
2.1 *vet. veta III.* Përhap në ajër si pluhur. *Flladi shpliihuron pjalmin.*
SHPOFKA-SHPOFKA *mb. krahin.* Vrima-vrima. *Iu bënë këmbët shpofka-shpofka nga gjembat. U be shpofka-shpofka nga plumbat.*
SHPOFKATAR,~E *mb.* 1. Që të ngacmon shumë, që të shpon, ngacmues, thumbues. *Grua shpofkatare. Fjalë shpofkatare.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit). *S'të lë rehat shpofkatari.*
SHPOFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Vrimë, vend i shpuar. *bëri bukës ca shpofka që të piqet me mire.*
SHPOHEM *vetv.* 1. Shpoj veten me diçka që ka majë të mprehtë; me hyn diçka që ka majë të mprehtë^ në një pjesë të trupit. *U shpua me gjilpërë (me një gjemb). V shpuan me heshta. Kujdes se mos shpohesh! Shpohem në hundë, po të mos jetë ashtu!*
*2. bised.* Bëj gjilpëra për t'u mjekuar.
3. *vet. veta III.* Bëhet një vrimë; bëhet me vrima. *Jane shpuar enët. U shpua goma.*
4. *vet. veta III.* Hapet vetiu dhe fillon të rrjedbë (për plagët). *Iu shpua lunga (i thati).*
5. *Pës. e* SHPOJ. *Jane shpuar shumë puse të reja.* Iu shpua kazani *dikujt shih te* KAZAN,~I.
I është shpuar xhepi (kuleta) *iron,* i janë mbaruar pa-ratë, s'i ka mbetur asnjë lek.
SHPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Hap një vrimë në një send me diçka që ka majë të mprehtë ose me një mjet të posaçëm. *Shpoj llamarinën. Shpoj murin. Shpoj akullin. Shpuan malm. Shpoi veshët për vat he. E shpuan plumbat (shigjetat, heshtat). Shpoj puse për naftë. Shpoj një vrimë. Uji shpon gurin. fj. u. Shpoj tejpërtej. Shpoj me gozhdë (me turjelë, me thikë, me fëndyell, me sondë). Të shpon me brirë.*
*2.* Kaloj me force përmes diçkaje, shkoj tejpërtej, çaj (edhe *fig.). E shpuan frontin në dy vende. Oxhakët shpojnë qiellin. Britma (kuja, ulërima) shpoi hapësirën. Aeroplanët shpojnë retë. Projektorët shpojnë errësirën.*
3. I ngul dikujt në lëkurë diçka të mprehtë e me majë; takoj në diçka me majë të mprehtë a me ngulet diçka e tillë në lëkurë; *vet. veta III* të shkakton në lëkurë një ndijim të ngjashëm me atë kur të prek një send i mprehtë a me majë. *Shpoj qetë me hosten. Shpoj kalin me mamuze. Këto çorape të shpojnë. Leshl* i *dhive të shpon. Shpova dorën (këmbën, gishtin) me gjilpërë (me gjemb).*
4. Hap një vrimë në një plage që të rrjedhë qelbi. *Shpoj plagën (lungën, të that in). Çibani u be për të shpuar.*
5. *jokal. vet. veta III.* Ka majë të mprehtë dhe mund të hapë një vrimë në një send ose të të ngulet në lëkurë. *Kjo gjilpërë nuk shpon. Kishte një turjelë që nuk shponte fare.*
*6. fig.* Vështroj dike ngultas duke depërtuar në tërë qenien e tij, duke ia hetuar mendimet, ndjenjat, qëllimet. *Sytë e tij të shponin tejpërtej. Kishte një Vështrim që të shponte.*
*7. yet. veta III (me një trajtë të shkurtër të për-emrit vetor në r. dhanore).* Ndiej një dhembje të vazh-dueshme sikur me ngul dikush diçka të mprehtë, me ther, me sëmbon; me ngacmon e me shqetëson fort, me godet një organ të trupit aq sa edhe ky mund të me dhembë a të me djegë. *Me shpon në shpdtull (në brinjë, në ijë). Me shpon gjuri. Me shpon plaga. Me shpoi hundën* ('era e rëndë, e keqe a e forte e diçkaje). *Me Shpoi veshët* (një zhurmë e forte, e mprehtë).
*8. fig.* Nxit dike, e shtyj të veprojë, e ngacmoj; e kujtoj që të bëjë diçka, ia përmend diçka që të mos e lërë në harresë. *Duhet shpuar here pas here. Po ta shposh, të tregon shumë historira. E kanë shpuar të tjerët. ai s'ka faj.*
9. *fig.* Thumboj, ngacmoj, gërgas. *Shponin njëri-tjetrin. Shpoje sa të duash, nuk të kthen përgjigje ai. Po të shposh, do të dëgjosh. fj. u.*
10. edhe *jokal. fig. bised.* Spiunoj; shpif. *Shpon kundër shokëve. E dërguan për të shpuar të tjerët.*
11. *fig. bised.* Hetoj me imtësi. *Zurl të shpoje e lë rrëmojë.*
*it* E shpoj me bodec *dike shih te* BODEC,~I.T'i shposh buzit *shih te* BUZË,~A. Me shpoo (me vret) veshin (veshët) *shih te* VESH,~I. Me shpot zem-rën me preku thellë. Pika (cirka) shpon gurin *fj.u. shih te* PIKË,~A.
SHPOJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Strofka e fishnjarit a e dhelprës brenda në dhe.
SHPOLARIZIlM,~I *m. elektr.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve SHPOLARIZOJ, SHPOLARIZO-HET. *Shpolarizimi i një pile.*
SHPOLARIZOHET *vetv.* 1. *elektr.* Dobësohet ose zhduket polarizimi kitnik i elektrodave; *kund.* polarizohet.
2. *fiz.* Dobësohet ose zhduket polarizimi i një tufc rrezesh drite; *kund.* polarizohet.
3. *Pës. e* SHPOLARIZOJ.
SHPOLARIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *elektr.* Dobësoj ose zhduk polarizimin kimik të elektrodave; *kund.* polarizoj. *Shpolarizoj elektrodat.*
*2. fiz.* Dobësoj ose zhduk polarizimin e një tufe rrezesh drite; *kund.* polarizoj. *Shpolarizoj dritën.*

SHPOLARIZUES,~E *mb. elektr.* Që dobëson a që zhduk polarizimin, që shpolarizon. *Lëndë shpola-rizuese.*
SHPOPULLIM,~l *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPOPULLOJ, SHPOPULLOHET.
SHPOPULLOHET *vetv.* 1. Pakësohet shumë po-pullsia e një vendi, e një krahine, qyteti a fshati, mbe-tet gati pa popullsi, shkretohet; *kund.* popullohet.
2. *Pës. e* SHPOPULLOJ.
SHPOPULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Pakësoj shumë popullsinë e një vendi, të një krahine, qyteti a fshati, e lë një vend gati pa popullsi, shkretoj; *kund.* populloj. *Pushtuesit shpopulluan krahina të tëra. Ka-pitalizmi e ka shpopulluar fshatin.*
SHPOPULLUAR (i,e) *mb.* Që i është pakësuar shumë popullsia, që ka mbetur gati pa popullsi, që është shkretuar; *kund.* i populluar. *Vise (krahina, fshatra, qytete) të shpopulluara.*
SHPOPULLZlM,~I *m. shih* SHPOPULLlM,~l.
SHPOPULLZOHET *vetv., pës. shih* SHPOPULLOHET.
SHPOPULLZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* SHPOPULLOJ.
SHPOPULLZUAR (i,e) *mb. shih* SHPOPULLUAR (i,e).
SHPOR,~I i *m.* 1. Kocka e kraharorit të shpendëve, samari a gjoksi i shpendëve; heqës. 2. Samari i kafshës.
SHPOR,~I II *m. sh.* ~E, ~ET. 1. MamUz. *Shporet e çizmeve. I nguli shporet kalit. Vuri shporet.*
2. *bot.* Zgjatim si gyp i kupës a i kurorëzës së lules, ku mblidhet nektari.
SHPOR,~I in *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lehe,
vllajë; pjesa ndërmjet dy hullive në një are të pa-lëruar, e gjerë aq sa arrin krahu kur hedhim farën e grurit. *Ujitje me shpore. Ka mbjellë dy shpore me duhan. Hedh farën shporpër shpor. Tetë shpore u be ara.* 2. Vijat që ndajnë lehet dhe që shërbejnë për të ujitur a për kullimin e tokës; vija të vogla që hapen
nëpër ara, që të përhapet uji sa me mirë gjatë ujitjes; lehe. *Zë shporin. I bëmë shporet arës.*
SHPORET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Sobë kuzhine, stufë, kuzhinë ekonomike. *Pjek në shporet.*
SHPORlZ,~I *m. bot.* Bimë barishtore shumëvje-çare me gjethe të ngjashme me ato të hithrës, po më të vogla, me lule të imëta ngjyrë jargavani të çelur, që rritet në toka të papunuara dhe shtohet shumë; lulemine. *U shtua si shporizi. U be shporiz* u shtua e u përhap shumë (për bimët etj.).
SHPOROHEM *vetv.* 1. Shpohem. 2. *Pës. e* SHPOROJ.
SHPOROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shpoj tejpërtej (edhe *fig.*). *E shporuan plumbat. la shporoi kraharorin. la shporoi zemrën nënës.*
SHPORTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon shporta, kosha e sende të tjera prej xunkthi.
SHPORTARl,~A . 1. Zeja a mjeshtëria e shpor-tarit; degë e artizanatit që merret me prodhimin e sendeve të ndryshme prej xunkthi a prej kashte. *Ar-tikuj shportarie.*
2. Tërësia e sendeve të punuara prej xunkthi a prej kashte. *Shportari xunkthi (kashte).*
SHPORTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë me për-masa e trajta të ndryshme, më e vogël se koshi, e punuar me thupra të holla a me kashte, zakonisht e rrumbullakët e me fund të sheshtë dhe me një do-rezë si hark përsipër, që përdoret për të mbajtur a për të mbartur pemë, vezë etj. *Shportë e vogël. Shportë xunkthi (kashte, teli). Shporta e bukës. Shporta* e *letrave* koshi i letrave. *Një shportë me vezë (me fiq, me rrush). Mbush shportat.*
*2.* Thurimë si kupë, që u vihet në turi qeve e kuajve që të mos hanë kur punojnë ose që të mos dëmtojnë të mbjellat. *vë shportën.*
3. *sport.* Koshi ku gjuhet topi në lojën e basket-bollit. *Rrethi i shportës. Gjuaj në shportë.*
*ir* U be shportë u shpua, u be vrima-vrima (për enët etj.). Shportë pa fund njeri që s'di të mbajë një të fsheh-të e i shpërrallon fjalët andej-këtej. Shportë kara-vidhesh *keq. shih te* KARAVIDHE,~JA $_2$. E hodhi në shportën (në koshin) e plehrave *shih te* KOSH,~I. E hodhi (e la) në shportën e lugëve *d i ç k a* e mbajti të fshehtë diçka, nuk ia tregoi njeriu. Mbush (mban, merr) ujë me shportë (me shoshë) *shih te* SHOSHË,~A. Vezët në shportë e shportën në dorë! *fj. u.* çdo gjë që ka rrezik të dëmtohet, duhet mbrojtur e siguruar në mënyrë të plotë, masat që merren për diçka, nuk duhet të jenë gjysmake. Kur dëgjon se ka shumë pemë, merr shportën e vogël ;. *u. shih te* PEMË,~A.
SHPORR *kal.,* ~A, ~UR. Ndjek më të keq e më të egër, përzë, dëboj, flak tej, heq qafe. *shporrëm pushtuesit (artniqtë), E shporri jashtë.*
SHPORREM *vetv.* 1. Largohem, iki, zhdukem (për dike që duam të na hiqet qafe sa me pare). *Shporruni! Shporruni që këtej! M'u shporr nga sytë (sysh). U shporrën të gjithë armiqtë. Nuk i shporret qafe.*
*2. Pës. e* SHPORR.
SHPORRJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPORR, SHPORREM.
SHPOTAR,~E *mb.* 1. Që ka qejf të tallet më të tjerët, që ka qejf të shpotitë, tallës.2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Shpotar* i *madh.*
SHPOTI,~A . *sh.* ~, ~TË. Tallje, përqeshje; qesjëndi. *Këngë shpotie. Duron s <potitë. Pyeti (u për-8j'gj, qeshi) me shpoti. E vë në shpoti* e vë në lojë, e tall.
?HPOTIT (SHPOTIS) *kal.,* ~A, ~UR. Tall dike e përqesh; qesëndis me dike. *Mos e shpotit!*
^HPOTlTEM *vetv.* Tallem me dike, e përqesh; qesëndis me dike. *U shpotitën me lë.*
SHPOTITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. *shih* SHPOTAR,
SHPOTITËS,~E *mb.* 1. Që shpotit; që përmban a që shpreh shpoti. *Fjalë shpotitëse.* 2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Shpotar.
SHPOTITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Shpoti.
SHPREH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shfaq me fjalë ose me mënyra të tjera mendimet, ndjenjat a përshtyp-jet e mia; shfaq, tregoj. *Shpreh bcsimin (bindjen, dëshirën, mendimin). Shpreh gëzimin (habinë, keqar-dhjen, ntirënjohjen, kënaqësinë). Shpreh zemërimin (hidhërimin, pakënaqësinë, kundërshtimin). I shprehu dashurinë. Shpreh urimet (ngushëllimet). Nuk shprehet me fjalë. Nuk s shpreh (dot) atë që ndien.*
2. *vet. veta til.* Pasqyron, mishëron. *Ligjet tone shprehin politikën e Partisë dhe interesat e masave punonjëse. Shpreh vullnetin e popullit.*
3.i E shënoj a e njehsoj në një njësi ose në një masë të caktuar, e jap. *E shpreh me numra. Peshën e shpre~ him me gram.*
SHPREHEM i *vetv.* 1. Shpreh mendimet, ndjenjat i a pikëpamjet e mia. *U shprehën të një mendimi me he. U shprehën me fjalët më të mira. Shprehem për\diçka*

*Çkundër d i ç k a j e ). Shprehet bukur (qartë). Nuk di të shprehet.*
*2.*! *vet. veta III.* Pasqyrohet, mishërohet. *Në festi-Valin folklorik u shpreh gjenia krijuese e popullit.*
*3.'vet. veta III.* Shënohet a njehsohet në një njësi ose në një masë të caktuar. *Shprehet në centimetra katrorë. Shpenzimet shprehën në para.*
*4.Pës. e* SHPREH.
SHPREHEM ii *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised.* Prehem, çlodhem. *Shprehu pak! Me shprehet mendja.*
SHPREHET *vetv.,* ~ (u), ~UR *krahin.* Del a shfaqet yazhdimisht; mësohet keq me një gjë; i bëhet zakoh. *Është shprehur bukla në pula. U shpreh një derr në miser. V janë shprehur minjtë në shtëpi.*
SHPREHËS,~E *mb.* 1. Që e shpreh a që e tregon diçka! bukur, qartë e në mënyrë të gjalië. *Aftësi (force) shprehëse. Forme (lëvizje) shprehëse. Lexim shprehëS. Sijete shprehëse.*
2. Që pasqyron a që shpreh në mënyrë të gjalië e me force gjendjen e brendshme (për fytyrën, sytë etj.). *Fytyrë shprehëse. Sy (vështrim) shprehës.*
3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shpreh ndjenjat, mendimet, interesat a dëshirat e dikujt. *Shprehës i vullnetit (i dëshirave, i mendimeve) të popullit. Shpre-hësit e interesave të Vegjëlisë. U be shprehës i ndjenjave t ë dik ujt.*
SHPREHËSI,~A . *libr.* Të qenët shprehës, vetia e diçlçaje shprehëse, fuqia a aftësia shprehëse. *Shpre-*
*hësi e theksuar. Shprehësia e gjuhës. Shkalla e shprehësi-sisë.*
SHPREHI,~A. *sh.* ~, ~TË. I. Aftësi për të bërë shpejt e mirë diçka, të cilën e fitojmë duke u ushtruar e stërvitur vazhdimisht a duke punuar. *Shprehitë praktike. Shprehitë e punës. Shprehitë e muratorit (e mësuesit, e piktoril, e shoferit, e ushtarit). Përforcimi i shprehive. Formoj shprehi.*
2. Mënyrë yeprimi a sjelljeje që na bëhet zakon dhe që e kryejmë vetvetiu, pas një përsëritjeje a stër-vitjeje të gjatë e të vijueshme. *Shprehia e të ecurit (e të folurit). Me është bërë shprehi.*
SHPREHIMlSHT *ndajf. libr.* Në mënyrë shumë të qartë e të përcaktuar, shkoqur, jo me dy kuptime; në mënyrë të shprehur. *Neni katër thotë shprehimisht... E pranon (e mohon, e kundërshton) shprehimisht. Në vendim përcaktohet shprehimisht...*
SHPREHJE,~A, *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPREH, SHPREHEM $_x$.
*Shprehja e lire e mendimeve. Shprehja e ndjenjave. Mjetet e shprehjes artistike.*
*2.* Shfaqja e jashtme, pasqyrimi i diçkaje, mënyra si e shprehim diçka. *Shprehje e qartë. Shprehje mo~ netare. ek. Shprehje e dashurisë për Partinë. Shprehje e vullnetit të popullit. Shprehje e miqësisë (e besimit, e dashurisë, e frymës së bashkëpunimit). Shprehje e ndërgjegjes së lartë në punë. Shprehje e kujdesit për shëndetin e popullit. Politika është shprehje e përqeti' druar e ekonomisë. Gjen shprehjett e vet...* shfaqet në këtë ose në atë forme a mënyrë. *Shprehja gjuhësore e një mendimi.*
3. Pamja e jashtme e fytyrës a diçka tjetër e jashtme, që pasqyron gjendjen e brendshme të njeriut. *Shprehja e fytyrës (e syve). Shprehje gëzimi (shqetë-simi, frike, padurimi). Fytyrë (sy) pa shprehje.*
4. edhe *gjuh.* Grup fjalësh me një ndërtim të caktuar, zakonisht të qëndrueshëm, që ka disa veçori dalluese gramatikore, kuptimore e stilistike; njësi e frazeologjisë së gjuhës; mënyrë të foluri. *Shprehje e bukur (e goditur). Shprehje e vjetër (e rrallë, e re). Shprehje popullore. Shprehje e qëndrueshme (e ngurtë-suar). Shprehje proverbiale. Shprehje poetike (e fi-gurshme, idiomatike, dialektore, familjare, përbuzëse, tallëse, fyese). Shprehje e rëndë (e ashpër, e forte, diplomatike). Shprehje e thjeshtligjërimit (e gjuhës së gazetave, e gjuhës së fëmijëve). Shprehje rrugësh (rru-gaçësh). Shprehje pa kuptim* frazë e zbrazët, boshe. *Me falni për shprehjen!*
5. *gjuh.* Grup fjalësh që nga ana gramatikore e leksikore është I barasvlershëm me një fjalë të vetme dhe që ka në përbërjen e tij të paktën një fjalë shë-nuese; lokucion. *Shprehje ndajfoljore (parafjalore, lidhëzore). Shprehje ndajshtintore.*
6. *mat.* Tërësi madhësish të lidhura ndërmjet tyre me shenja të veprimeve matematike. *Shprehje thye-sore. Shprehje algjebrike (aritmetike). Të njehsohet vtera e shprehjes.*
*-k* Ka shprehje *libr.* i shpreh qartë, bukur e në mënyrë tërheqëse mendimet e veta, flet bukur. I mungon shprehja *libr.* nuk di a nuk mundet t'i shprehë qartë e bukur mendimet e veta, flet në mënyrë të thatë e jotërheqëse.
SHPREHUR,~IT (të) *as. shih* SHPREHJE,~A1-3.
*Të shprehurit e mendimeve. Të shprehurit bukur. Aftësia (shkathtësia) e të shprehurit. Zhvillimi i të shprehurit.*SHPRESË,~A . *sk.* ~A, ~AT. *I.* Besimi që kemi se do të na plotësohet një dëshirë, një qëllim a një synim; qëndrimi në pritje me një besim të tillë; ndjenja që kemi kur e shohim si të mundshme për-mbushjen e një dëshire a arritjen e një qëllimi. *Shpresa të mëdha (të pakta, të kota). Shpresa e fundit. Shpresat e popullir. Me shpresë se...* duke shpresuar se... *Pa shpresë shpëtimi. Një rreze (një shkëndijë, një fije) shprese. Gjendje pa shpresë. Shpreh (shfaq) shpresën se... Na mbushi me shpresë. U ngjalli (u dha) shpresa të reja. Kant (nuk kam) shpresë. E humbi (e hoqi) shpresën* nuk shpreson me. *Mbaj shpresë* shpresoj. *Var (mbështet) shpresën (shpresat) te dikush a t e diçk a* shpresoj yetëm te dikush a te diçka për të arritur atë që dëshiroj. *E preu shpresën* nuk ka me shpresë, nuk shpreson me. *la preu shpresat* nuk e la më të shpresojë te dikush a për diçka. *Me mban shpresa se...* shpresoj. *Rronte (mbahej, mbante veten) me shpresë (me shpresa)* shpresonte me kot për një kohë të gjatë. *la shoi (ia varrosi, ia ftohu) shpresat. E mbajti me shpresa. Nuk iu përgjigj shpresave tona* nuk bëri atë që pritnim.
2, Njeriu a sendi tek i cili shpresojmë; njeri a grup njerëzish me veti, aftësi e mundësi të veçanta, prej të cilit pritet shumë a gjithçka në të ardhmen; besimi që kemi te dikush dhe dëshira e madhe që ky ta përligjë atë. *Shpresa e prindërve (e families). Ri-nia është shpresa e atdheut. Socializmi është shpresa dhe e ardhmja e gjithë popujve.*
*-k* Jep shpresë premton se do të ecë përpara, se do të bëhet një njeri me vlerë në këtë ose në atë fu-shë. E gënjen shpresa shpreson me kot se...
SH?RESËDHËNËS,~E *mb.* Që na bën të shpresojmë se do të plotësohet a jo që dëshirojmë; që tre-gon se në të ardhmen mund të arrijë rezultate të larta a të shquhet në një fushë të caktuar. *Lajme (fjalë, shenja) shpresëdhënëse. Fillim shpresëdhënës. Rezultate shpresëdhënëse.*

SHPRESËHUMBUR *mb.* Që nuk ka asnjë shpresë, që i ka humbur shpresat; i dëshpëruar. *Plak shpresë-humbur. Uli kokën shpresëhumbur.*
SHPRESËPLOTË *mb.* Që të ngjall shumë shpresa; që është plot shpresa. *Ditë shpresëplotë. E ardhmja shpresëplotë. Të rinj shpresëplotë.*
SHPRESËPRERË *mb.* Që nuk i ka mbetur me asnjë shpresë, që i ka prerë shpresat; i dëshpëruar.
SHPRESËSHUAR *mb.* Që nuk i ka mbetur me asnjë shpresë, që i janë shuar shpresat; shumë i dëshpëruar, i zhgënjyer.
SHPRESËTAR,~E *mb.* 1. Që ka shumë shpresë të arrijë atë që dëshiron. *U nisën shpresëtarë për fitore.*
*2. fet.* Që i është përkushtuar një besimi fetar (në vendet ku vepron feja; në të kaluarën edhe në Shqi-përi). *Njerëz shpresëtarë.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.
SHPRESOHET. *Pavet. e* SHPRESOJ. *Shpresohet se...*
SHPRESOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kam besim se do të bëhet a do të plotësohet ajo që dëshiroj dhe qëndroj në pritje me një besim të tillë, kam shpresë. *Shpresoj se do të vijë (do të shërohet, do të fitojmë). Shpresoj se do të me shkruash rregullisht. Sa jam gjallë, shpresoj. Mos shpreso kot!*
2. *jokal.* I mbështet shpresat te dikush a te diçka. *Shpresoj shumë tek ai. Shpreson shumë te banjat me squfur.*
SHPRETKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *anat.* 1. Organ në trajtën e një gjuhe në anën e majtë të zgavrës së barkut te njeriu dhe te kafshët kurrizore, që për-bëhet prej një indi të butë si sfungjer e me ngjyrë të kuqe të errët dhe që merr pjesë në formimin e gjakut e në shkëmbimin e lëndëve; ky organ i disa kafshë-ve që përdoret si ushqim. *Me shpretkë të ënjtur (të zmadhuar). Shpretkë e pjekur (e fërguar). Shpretkë e mbushur* një lloj gjelle me shpretkë. *Shpretkë lope (qengji). Zmadhimi i shpretkës. Ka shpretkën. bised.* i është ënjtur shpretka (zakonisht nga sëmundja e malar jes).
2. *veter.* Sëmundja e plasjes te kafshët.
3. *bised.* Shtresë e trashë si pelte që formohet në uthull nga shtimi e përqendrimi i mikroorganizmave, shtrati ı uthullës.
SHPRIFTËROJ *kal.,* ~OVA, ~pAR *fet.* I heq emrin e priftit, e ndaloj të kryejë shërbime fetare dhe të mbajë petkat priftërore (në vendet ku vepron kisha e krishterë; në të kaluarën edhe në Shqipëri).
SHPRISH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shkrif lesh me duar dhe e bëj gati për ta tjerrë.
2. U prish të krehurën flokëve, i ngatërroj, i shpu-purish. *la shprishi flokët era.*
3. Punoj token lehtë, i prish koren tokës. £ *shpri-shin token me çapë.*
4. Punoj për here të parë një tokë djerre, hap tokë të re. *kanë shprishur djerrishtat.*
5. edhe *jokal. krahin.* Shtie diçka në gojë, ha pak sa për të mos qenë esëll; u shtie bagëtive diçka për të ngrënë në mëngjes. *S'kemi shprishur ende. A i shprishe berrat?*
SHPRISHALESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Krehër për të shprishur lesh a li.
SHPRISHEM *vetv.* 1. *zakon. veta III.* Përhapet a shpërndahet andej-këtej; shpërbëhet, copëtohet. *U shprishën si uji. U shprishën retë. U shprish një mbre-tëri (një principatë).*
2. Shkul flokët, çirrem e gris rrobat në vaj e sipër.
3. Mundohem shumë, sfiHtem, robtohem. *U shprish në punë. U shprish si liri (si leshi)* u mundua shumë, u sfilit duke punuar.
4. *Pës. e* SHPRISH.
SHPRlSHË,~A . Buka që hahet në mëngjes herët, zakonisht në verë. *Ha shprishën. Sa për shprishe* në sasi jo të madhe, jo shumë, fare pak, sa për të mos qenë esëll.
SHPRlSHJE,~A . Veprimi sipas kuptimit 1 të foljes SHPRISH. *Shprishja e leshit.*
SHPRISHËT (i,e) *mb. krahin.* Kokëjashtë, me fiokë të zbuluar; pa shami në kokë (për grate). *Doli i shprishet (e shprishët).*
SHPRISHUR (i,e) *mb.* 1. Që është shkrifur e është bërë gati për t'u tjerrë (për leshin). *Lesh i shprishur.*
2. Që u është prishur e krehura, që janë ngatërruar (për flokët), i shpupurishur. *Me flokë të shprishur.*
3. I përhapur andej-këtej. *Gjaku i shprishur i Arbrit. Janë të shprishur nëpër shumë katunde.4.* I shformuar, i shtrembëruar, i prishur. *Me fytyrë të shprishur.*
SHPROHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Helraarinë.
SHPROLETARIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kup-timeve të foljeve SHPROLETARIZOJ, SHPROLE-
TARIZOHET. *Shproletarizimi i një partie.*
SHPROLETARIZOHET *veiv.* 1. Pakësohet për-qindja e punëtorëve në shoqëri ose në një parti; *kund.* proletarizohet.
2. *Pës. e* SHPROLETARIZOJ.
JSHPROLETARIZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Pa-
kesoj përqindjen e punëtorëve në shoqëri ose në një parti; *kund.* proletarizoj.
SHPROLETARIZUAR (i,e) *mb.* Që i është pakësuar pëfaindja e punëtorëve; i tillë, leu nuk mbizotërojnë me punëtorët (për një parti etj.).
SHPRONËSlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPRONËSOJ, SHPRO-NËSOHEM. *Shpronësim i detyrueshëm (me dhunë, pa shpërblim, me shpërblim). Shpronësimi i fabrikave (i uzinaVe, i tokës, i mjeteve të prodhimit). Shpronësimi i pasurisë. Shpronësimi i kulakëve (i çifligarëve).*
SHPRONËSOHEM. *Pës. e* SHPRONËSOJ.
SHPRONËSOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. *1.* Ua rnarr me dhunë mjetet e prodhimit e të mirat materiale klasave shfrytëzuese dhe i bëj prone të të gjithë sho-qërisë. *Revolucioni socialist shpronëson shpronësuesit. Reforma agrare shpronësoi pa shpërblim çifligarët.*
2. la heq dikujt në bazë të ligjit pronësinë mbi nj§ pasuri (sidomos të patundshme) për nevoja të interesit të përgjithshëm, duke ua kaluar atë shtetit, kooperativave bujqësore ose organizatave shoqërore. *E shpronësuan me (pa) shpërblim.*
SHPRONËSUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë prone e shtetit, e kooperativave bujqësore ose e organizatave shoqërore. *Ndërtesë (shtëpi) e shpronësuar.*
2. Që i janë marrë mjetet e prodhimit dhe të mirat materiale që kishte fituar me anë të shfrytëzimit; që janë bërë prone e gjithë shoqërisë duke iu marrë klasave shfrytëzuese. *Klasa të shpronësuara. Pronarë të shpronësuar. Fabrika (uzina, sipërmarrje) të shpronësuara. Tokat e shpronësuara të çifligarëve.*
SHPRONËSUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që shpronëson dike. *Shpronësimi i shpronësuesve.*

SHPRUSH *kal.,* ~A, ~UR. I. Përpush zjarrin. *Shprushe zjarrin, prit shkëndijat. fj. u.* 2. Zhgurit (për pulat). *E shprushën plehun pulat.*
SHPUAR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Vend i shpuar, vrimë; plage e vogël, e shkaktuar nga sende që kanë majë të mprehtë. *E shpuar gjilpëre (bajonete). Kishte dy të shpuara.*
*2.* Ajo që ndiejmë kur shpohemi me diçka; sëmbim që të shpon si gjilpëre. *Ndiente ca të shpuara të forta.*
SHPUAR (S,e) *mb.* Që është bërë me vrimë a me vrima. *Gjym (legen, kazan) i shpuar. Enë të shpuara.*
• Daulle e shpuar *keq.* njeri llafazan e i padurue-shëm, që flet shumë e s'bën asgjë. Gjym i shpuar diçka e pavlefshme, e dale jashtë përdorimit. Legen I shpuar *mospërf.* llafazan i madh; ai që s'mban dot asnjë të fshe-htë. Teneqe e shpuar *mospërf.* a) njeri që i lëshon fjalët
pa menduar; ai që flet mbarë e prapë; njeri që flet shumë, llafazan; b) njeri që s'di të mbajë gjë të fshehtë e që zbulon gjithçka duke folur. Thes (harar) i shpuar (i grisur) a) ai që s'ka asgjë, njeri i varfër; b) njeri që nuk kursen, dorëlëshuar; ai që s'ngopet sado që t'i japësh e që i shpenzon shpejt të gjitha; c) njeri që s'mban gjë të fshehtë, ai që i tregon të gjitha. I doli fundi i shpuar *shih te* FUND,~I. Është shoshë e shpuar *mospërf.* nuk vlen për asgjë, s'është i aftë për ndonjë punë të dobishme. E ka dorën të shpuar shpenzon shumë, s'e mban a s'e kursen fare paranë, është dorëshpuar. E ka xhepin (kuletën) të shpuar nuk ka para, s'i gjen kurrë të holla me vete; nuk i mbeten të holla në xhep, i prish të gjitha. Kërkon *diçka* në gur të shpuar kërkon shumë, kërkon të dijë gjithçka me hollësi.
SHPCAR *ndaj'f.* Huq, pa sukses. *Doli shpuar (një punë).*
SHPCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *min.* Punëtori që bën shpime për kërkimin a për shfrytëzimin e mi-neraleve të dobishme dhe të naftës; minatori që hap vrimat për vendosjen e lëndës plasëse; punëtori që punon për hapjen e tuneleve. *Shpuesit e puseve të naftës. Shpuesit e tuneleve.*
2. *tek.* Vegla të ndryshme që shërbejnë për të ha-pur vrima. *Shpues mekanik. Godit shpuesin me çekiç.*
• S'hpuesi i frutave *zool.* insekt i vogël, me trup në ngjyrë qielli të errët, të mbuluar me qime të shkurtra e të rralla, i cili dëmton mollët, dardhët, kajsitë, pjeshkët, kumbullat etj.
SHPUES,~E *mb.* 1. Që shërben për të hapur vrima, që shpon; që bëhet për të shpuar. *Vegël (makinë) shpuese. Çekiç shpues. Maja (koka) shpuese. Predhë shpuese. Lëvizje shpuese. usht.*
2. Që ka të bëjë me shpimin; që ka aftësi të shpojë. *Aftësia (fuqia) shpuese.*
3. Që duket sikur të shpon me diçka të mprehtë (edhe *fig.). Dhembje shpuese. Zë shpues. Ere e keqe shpuese.*
4. *fig.* Që të përshkon tejpërtej, që depërton; zhbi-rues. *Sy (vështrim) shpues.*
SHPUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *tek.* Vegla a makina të ndryshme që shërbejnë për të shpuar. *Shpuese farkëtari. Hap vrima me shpuese.*
SHPULPOJ *kal.,* ~OVA, ~0AR. I heq mishin kockës duke e lënë të zhveshur (zakonisht për gjym-tyrët e trupit). *la kishin shpulpuar këmbët (krahët).*
SHPULPCAR (i,e) *mb.* Që i është hequr mishi dhe ka mbetur e zhveshur (për kockën). *Kocka të shpulpuara.*

SHPULLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pëllëmba e dorës. *E qëlloi (i ra) me shpullë.*
*2.* Goditje me pëllëmbë, pëllëmbë, shuplakë. *dha një shpullë. U rrahën me shpulla.*
SHPUNDËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Pëllëmbë me gjashtë gishta.
SHPUNDRAK,~E *mb.* 1. Që e ka pëllëmbën me gjashtë gishta.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Shpun-drakët janë shumë të rrallë.*SHPUPLOHET *vetv.* I bien pendët një shpendi, rripet. *Veres pulat shpuplohen.*
SHPUPLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I heq pendët e puptat një shpendi, e rrjep. *Shpuploj pulën (rosën, thëllëzën).*
2. *fig.* Rrjep, zhvesh, e lë pa gjë, i marr mallin, paratë etj. *E shpupluan fare.*
SHPUPLUAR (i,e) *mb.* Që i kanë rënë a që ia kanë hequr pendët e puplat; irrjepur. *Pule e shpupluar.*
SHPUPURtSH *kal,* ~A, ~UR. 1. Trazoj zjarrin që të zbulohet prushi, prushit. *Shpupurish zjarrin.*
*2. vet. veta III.* Gërvisht e trazon token me këmbë, për të gjetur ndonjë krimb a gur të vogël etj., zhgurit (për shpendët). *E shpupurishën pulat kopshtin.*
3. Ngatërroj flokët, u prish të krehurën, shprish, gafrroj (për njerëzit); *vet. veta III* fryn puplat a pendët (për shpendët). *Shpupurish flokët. Shpupurishin puplat.*
SHPUPURlSHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Me nga-tërrohen flokët, me prishet krehja (për njerëzit); fryn puplat a pendët e zhgërryhet (për shpendët). *Flokët i qenë shpupurishur. Po shpupurisheshin pulat.*
2. Përpushem. *Ç'ka që po shpupurishet?*
3. *fig.* Lëviz andej-këtej, tundem, përpiqem si e si ta bëj me mirë një punë; nuk rri rehat. *U shpupurishën që* i'i *pritnin miqtë sa me mirë. Shpupurishej si zorra në prush.*
4. *Pës. e* SHPUPURISH 1,3.
SHPUPURISHJE,~A . 1. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve SHPUPURISH, SHPUPURlSHEM.
2. Zhurmë e lehtë që dëgjohet kur shpupurishet një shpend. *U dëgjua një shpupurishje e lehtë.*
SHPUPURISHUR (i,e) *mb.* Që u është prishur e krehura, që janë ngatërruar; i shprishur. *Me flokë (me mjekër) të shpupurishur.*
SHPUPURIT (SHPUPURIS) *kal,* ~A, ~UR. Shpupurish.
SHPUPURITEM *vetv.* Shpupurishem.
SHPUPURITJE,~A . Shpupurishje. SHPUPURITUR (i,e) *mb.* I shpupurishur.
SHPURDH *kal,* ~A, ~UR *krahin.* 1. Rrëmoj pak token; *vet. veta III* gërvisht e trazon me këmbë, shpupurish (për shpendët dhe për kafshët). *E shpurdhën pak token me cape. E kanë shpurdhur pulat plehun.*
2. *jokal.* Lëviz tutje-tëhu, nuk rri rehat; *vet. veta III* përpëlitet, përplaset andej-këtej (zakonisht për shpendët kur theren).
SHPURDHEM *vetv. krahin.* Vërtitem e dridhem nga një shqetësim i madh, nuk gjej rehat; përpëlitem. *Shpurdhej në shtrat.*
SHPURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Përcjellë, suite. *Shpurë e madhe. Shpura mbretërore. Shpura e gjene-ralit.*
SHPURRIT (SHPURRIS) *kal,* ~A, ~UR. 1. Shpupurish, shpuzit zjarrin. *Shpurrit zjarrin (hirin).*
2. *vet. veta III.* Rrëmih me këmbë, gërvisht e trazon token, plehun etj. (zakonisht për shpendët e për disa kafshë); prish, shemb duke i rënë me këmbë (zakonisht

për kafshët). *E kanë shpurritur lehen pulat. E shpurriti gardhin lopa.*
3. *fig.* Përpiqem pak nga pak t'i zbuloj mendimet, të marr vesh ç'mendon, i blej mendjen, e rrëmoj. *U përpoq ta shpurriste.*
SHPUTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Faqja e poshtme e këmbës së njeriut ose të disa kafshëve, që nga majat e gishtave deri te thembra, e cila mbështetet në tokë; shualli i këmbës, tabani. *Shputat e këmbëve. Shputë ariu* këmbë e madhe. *Shkel me gjithë shputën.*
2. Faqja e brendshme e dorës, shuplaka e dorës, pëllëmba. *Shputat e duarve. I ra me shputë.*
3. Goditje me pëllëmbë, pëllëmbë, shpullë, shuplakë. *dha një shputë.*
4. *zakon. sh.* Gjurmashkë; pjesa e çorapit që nga nyelli i këmbës e poshtë. *Mbathi shputat. Bëri një pale shputa.*
SHPUTËMADH,~E *mb.* Që e ka shputën e këmbës të madhe.
SHPUZAK,~E *mb.* 1. Shumë i shkathët e i gjallë në punë e në të folur; që të kupton menjëherë e ta jep përgjigjen shpejt e shpejt, shumë i shkathët nga mendja; shumë i lëvizshëm.
2. *fig. keq.* Fsheharak, tinëzak, që është si thëngjill i mbuluar.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
SHPUZANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kulaç që piqet në hi.
SHPUZ Ë,~A . 1. Prush i imët në hi të nxehtë, që mbetet kur është duke u shuar zjarri. *Kafe shpuze* kafe që valohet ngadalë në shpuzë dhe që bëhet më e forte e më e shijshme. *Fut gëshlenja (pjek palate) në shpuzë. Nuk futet shpuza në gji. fj. u.*
*2.* Hiri i cigares. *Shkund shpuzën.*
3. *përd. mb.* Shumë i kuq e i nxehtë, flake, prush (për fytyrën kur zemërohemi, kur turpërohemi etj.). *V be shpuzë në fytyrë.*
4. *përd. mb.* Shumë i shkathët e i gjallë, që nuk përton për asgjë, që bën shpejt e mirë çdo gjë që t'i thuash, zjarr; që të kupton menjëherë, shumë i shkathët nga mendja; që duket sikur lëshon shkëndija. *Qenka shpuzë. Djalin e ka shpuzë. I ka sytë shpuzë.*
SHPUZlT (SHPUZIS) *kal,* ~A, ~UR. Përziej shpuzën, shpupurish zjarrin, përpush zjarrin. *Shpuzit (zjarrin) me mashë.*
SHPUZORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Kaci; lopatë e vogël që përdoret për t'i hedhur shpuzë saçit.
2. Taketuke duhani. *Shpuzore qelqi (bakri). Zbrazi shpuzoren.*
SHPYLLËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHPYLLËZOJ, SHPY-LLËZOHET. *Shpyllëzimi i kodrave. Traktor shpyllë-zimi. Tokë e përfituar nga shpyllëzimet.*
SHPYLLËZOHET. *Pës. e* SHPYLLËZOJ.
SHPYLLËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Pres pyllin, zhyesh një vend nga pyjet për ta përdorur si tokë bujqësore ose si kullotë. *Shpyllëzoj me traktor.*
SHPYLLËZUAR (i,e) *mb.* Që i është prerë pylli, që është zhveshur nga pyjet për t'u përdorur si tokë bujqësore ose si kullotë. *Toka të shpyllëzuara.*
SHQARTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Kafshë grabitqare më e vogël se dhelpra, me gëzof të çmue-shëm, zakonisht në ngjyrë të murrme, që ngjitet meshkathtësi nëpër pemë dhe ha pulat; kunadhe; gë-zpfi i kësaj kafshe. *Lekurë (gëzof) shqarthi. Ngjitet (rrëshqet) si shqarth.*
SHQAZ,~E *mb.* 1. Vakër (për dashin e delen), sprkë (për delen). *Dash shqa:. Dele shqaze.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Shqazja i ka edhe veshët të zinj.*
SHQELM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. *shih* SHKELM,
-vl.
SHQELMOHET *pës. shih* SHKELMOHET.
SHQELMOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. *shih* SHKEL-1\IOJ.
SHQEM,~I *m.* Pragu i derës. *V ul në shqem.*
SHQEME,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Shkurre e vendeve të ngrohta, e lartë deri në dy-tre metra, me lule të vogla e të bardha dhe me gjethe vezake, të dhëmbëzuara e të veshura me push të imët; lënda që nxirret nga gjethet e nga lëkura e kësaj bime dhe që përdoret për të regjur lëkurët. *Grumbullimi i shqemes. Ekstrakti i shqemes.*
•*k* Ç'i bën dhia shqemes, shqemja ia bën lëkurës *fj. u.* kush bën keq, gjen keq; ç'të bësh, atë do të të bëjnë.
SHQEMËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot. shih* SHQE-
ME,~JA.
SHQEMORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje drurësh e jshkurresh të vendeve të ngrohta (si shqemja, bafra, xina, cërmëdelli etj.), me gjethe të përkundërta, që te! disa lloje bien e te disa Iloje qëndrojnë gjlthë vitin.
SHQEP *kal.,* ~A, ~UR. 1. Hap një të qepur, diike prerë a duke këputur perin; ndaj a shkëput njërën nga tjetra pjesët e qepura të një veshjeje; *kund.* qep. *Shqep këmishën (pallton, jastëkun). Shqep mëngën fjakën, xhepin).*
2. Shkul nga vendi; zbërthej; shemb, shkëput e rrëzoj. *Shqep dërrasat e dyshemesë. Mos e shqep par-makun! Shqep shkëmbinj nga mali.*
3. *fig.* Ndaj me force, shkëput, largoj. *S'e shqep gjë prej saj.*
4. *vet. veta III. përf.* E bën copë-copë, e shqyen, e can (për egërsirat). *E shqepi ujku kaun (delen).*
5. *bised., përf.* Ha duke e zhvatur; ha gjer në fund (për mishin). *Po shqepte një kofshë qengji. E shqepi pulën.*
6. *fig. thjeshtligj., përf.* E rrah fort dike, e shemb; e mund keqas (në një ndeshje sportive a në një lojë tjetër). *E shqepi në dru (në hu). E shqepi me grushte. E shqepi së rrahuri. He futboll i shqepën.*
7. *fig. thjeshtligj.* Ngop, dend. *Të shqep me gë-njeshtra.*
8. *krahin.* Shpërndaj; përhap. *U shqep cigare miqve. I sfiqepen nëpër çeta. Shqep plehun në are.*
*k* Qep e shqep *shih te* QEP. Qep një pëllembë e shqep një pash *shih te* QEP.
SHQEPADRU,~RI *m. zool.* Qukapik.
SHQEPEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Hapet një e qepur duke u këputur peri; ndahet a shkëputet një pjesë e qepur nga një veshje. *Iu shqep këmisha (jaka, mënga). Iu shqep këpuca. Ku je shqepur kështu?*
2. *vet. veta III.* Shkulet nga vendi, zbërthehet;
shembet, shkëputet e rrëzohet. *U shqepën dërrasat. U shqep dera. U shqep një gur nga mali.*
3. *fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore; zakonisht moh.).* Ndahem, shkëputem, largohem. *Nuk nfu shqep gjithë rrugës. S'të shqepet! Mos iu shqep !*
4. *thjeshtligj.* Ha shumë, ha sa fryhem, zhdëpem së ngrëni, dendem; fitoj shumë, marr shumë para, i mbush xhepat plot. *U shqepën me rrush. U shqep së ngrëni. Hëngri sa u shqep. U shqepën me para.*

5. *fig. thjeshtligj.* Kënaqem duke bërë diçka që me pëlqen, aq sa kam qejf vetë. *U shqepën me muhabet (duke luajtur). U shqepën së qeshuri.*
6. *krahin.* Shpërndahem, përndahem; përhapem. *Dhitë janë shqepur shpatit. Shqepemi, buna, se u be vonëf*
7. *Pës. e* SHQEP.
SHQEPËT (i,e) *mb.* I çalë. *Kale i shqepët.*
SHQEPJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHQEP, SHQEPEM.
2. E çarë, vend i shqepur. *Arnoj shqepjet.*
SHQEPOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Eci çalë-çalë kur kam vrarë këmbën a me ka hyrë ndonjë gjemb; çaloj Iehtë. *Shqepon pak nga e majta. Shqepon dhia (delja). Po shqepon kali.*
*2. kal.* E bëj të çalojë, të ecë si i shqepët. *Hikrraqi i shqepon dhitë.*
3. *fig.* Çaloj; ngec. *Shqepon në të folur.*
*4. fig.* Gaboj, shkas. *Shqepove që ia dhe atij.*
5. *fig. bised.* Nuk e mbaj fjalën që kam dhënë, i bëj bisht fjalës, e ha fjalën. *Nuk u shqepon fjalëve.*
SHQEPUL,~E *mb.* I shqepët, çalaman. *Plak shqe-pul.*
SHQEPUR (i,e) *mb.* Që i është hapur e qepura, që është shqepur. *Rroba (këpucë) të shqepura.*
SHQERAK,~E *mb.l.l* vendit, i zakonshëm, fushe (për pulat). *Pule shqerake. Gjel (zog) shqerak.*
*Z.* Që bën kokrra të vogla, të verdha në të kuqe dhe majhoshe (për një Iloj kumbulle). *Kumbull shqerake.*
SHQERRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* SHTJE-RRË,~A.
Lule shqerre *bot.* luledele.
SHQETËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHQETËSOJ, SHQETËSOHEM. *Shqetësim i madh (i thellë, i forte). Shqetësim i kotë (i pavend). Shqetësime nervore. Shqe-tësimi i prindërve. Shqetësimi për fëmijët. Shkakton (sjell) shqetësime. Pres me shqetësim të madh. E ka kapur (e ka pushtuar) një shqetësim i ri.*
SHQETËSOHEM *vetv.* 1. Nuk e ndiej veten të qetë, humbas qetësinë shp:rtërore, me ngrihet mendja, me prishet gjaku, bëhem merak; nuk me zë vendi vend. *V shqetesua shumë. Nuk ka asgjë për t'u shqetësuar. Mos u shqetësoni kot! Vepron pa u shqetësuar për pa-sojat.*
*2. Pës. e* SHQETËSOJ.
SHQETËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I prish qetësinë dikujt; e trazoj, e pengoj në punë, nuk e lëtë qetë, e bezdis. *Me shqetëson telefoni (zhurma e rrugës). Mos i shqetësoni të sëmurët! Mos ju shqetësoj? Me falni që ju shqetësova.*
2. I ngre mendjen a i prish gjakun dikujt, i shkak-toj një ankth; e vë në merak, e bëj të mos e ndiejë veten të qetë. *Një çështje që na shqetëson. Shqetësoi gjithë kolektivin. Me shqetëson shumë kjo gjendje. Nuk e shqetëson asgjë.*
SHQETËSUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka një shqetësim në shpirt; që është gjithmonë i paqetë. *Shpirt i shqe-tësuar. Dukej mjaft i shqetësuar.*
2. Që shpreh shqetësim, që është plot shqetësime, jo i qetë; i turbullt. *Vështrim i shqetësuar. Me sy të shqetësuar. Net (ditë) të shqetësuara.*
SHQETËSUES,~E *mb.* Që të ngjall shqetësim, që të shqetëson. *Gjendje shqetësuese. Lajme (ngjarje, çështje, shenja) shqetësuese. Mendinte (pikëpamje, qëndrime) shqetësuese.*
SHQETO *mb. bised.* 1. I papërzier me gjë tjetër, i thjeshtë, i paster, sade. *Mish shqeto* mish i zier vetëm me lëng, pa gjë tjetër. *Kafe shqeto* kafe pa sheqer, kafe sade; kafe e papërzier me elb a me tjetër gjë, kafe e paster.
2. *si em.* . ~, ~JA *gjell.* Një lloj gjelle e përga-titur me mish të njomë, të zier vetëm me lëng e me erëza (zakonisht me majdanoz). *Porositi një shqeto.*
3. *si ndajf.* Troç, cope, shqip. *la tha shqeto.*
SHQEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Trine, lesë.
SHQEZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Trinoj, lesoj, rrafshoj me shqezë.
SHQILË,~A . *krahin.* 1. Mullë, lukth, bark. *S'i nxë me* (Via *nxë) shqila. Hëngri sa iu fry shqila. Iplastë shqila! mallk.*
2. Mullëz, rrëndës, fare djathi. *E zuri djathin me shqilë.*
SHQILOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë e vogël prej druri ku mbajnë shqilën për të zënë djathë; sheke e vogël.
SHQIM,~I *m.* 1. *gjuh.* Veprimi sipas kuptimit të foljeve SHQUAJ, SHQUHEM. *Shqimi i një emri.*
2. *vjet.* Dallim. *Pa shqim race e gjuhe.*
SHQIM *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shuaj, fik. *Shqim zjarrin (dritën, llambën). Shqim gëlqeren në uje.*
2. *fig.* Shfaros, përfaroj. *E shqimën armikun. I shqimën mushkonjat.*
^ Ia shqimi derën ia fiku derën, ia shoi pragun.
SHQIM *ndajf.* Krejt, fare; plotësisht, tërësisht. *mërzitur shqim. Mbaroi shqim. I besonte shqim. Humbi shqim. la prishi Met shqim.*
SHQlMEM *vetv.* 1. Shuhem, fikem; *vet. vet a III* shlyhet, fshihet (edhe *fig.). V shqim pisha (qiriri) V shqimën yjet. Iu shqim drita e syve. Iu shqim fjala në buzë. Iu shqim buzëqeshja. Iu shqim konaku. U shqim nga ethet. Si u shqim gjithë ai njeri! Iu shqimtë drita (rrezja e diellit)! mallk.*
2. *Pës. e* SHQIM.
• Iu shqim hisja nuk i mbeti asnjë mashkull në derë, iu shua dera.
SHQlMËT (i,e) *mb.* 1. I shkretë, i mjerë, i shuar. *shqimëti ai!*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Humbi e shqimëta!*
SHQIMËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Një pjesë e prerë a e shkëputur nga diçka, cope e vogël; një cope letër. *Një shqimëz letre.*
SHQIMTH,~I *m. krahin.* 2bokth. SHQIND,~I *m. bot.* Xinë, liqe.
SHQIP,~E *mb.* Që është në gjuhën e shqiptarëve; që përdor gjuhën e shqiptarëve. *Gjuha shqipe. Fjala shqipe. Letërsia shqipe. Shkollat shqipe.*
SHQIP *ndajf.* 1. Në gjuhën shqipe. *Flasim (me-rremi vesh) shqip. Kështu i thonë shqip. Jane përkthyer shqip.*
2. Qartë, kuptueshëm; cope, troç; haptas. *Ia tha shqip. Shqip po të flas!*
*it* Nuk ha shqip nuk merr vesh, nuk gjykon në më-nyrë të shëndoshë e nuk bindet, s'ha kuvend.
SHQIP E,~JA i . Gjuha shqipe. *Shqipja e sotme. Shqipja letrare kombëtare. Leksiku i shqipes. E di (e ka mësuar) shqipen mirë.*
SHQlPE,~JA n . *sh.* ~E, ~ET *zool.* 1. Shqi-ponjë. *Shqipja arbërore. Shqipja dykrenore. Shqipe mali. E rrëmbeu shqipja. U vërsul si shqipe.*
2. *përd. mb.* Shumë e shkathët dhe e zonja në pu-në; trime (për va,jzat e grate). *E ka nusen (çupën) shqipe. Është shqipe.*

SHQIPËLLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Shpjegoj diçka qartë e kuptueshëm, ia them shqip. *Na e shqi-pëlloi mirë.*

SHQIPERlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHQIPËROJ, SHQIPË-ROHET. *Shqipërimi i Veprave të letërsisë klasike. Shqiperimi ifjalëve të huaja.*

*2.* Përkthim shqip i një vepre letrare të huaj. *Shqi-përim i bukur (i goditur). Shqipërimet e Fan Nolit.*

SHQIPËROHET. *Pës. e* SHQIPËROJ.

SHQ1PËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Përkthej në gjuhën shqipe një vepër letrare të huaj (duke e bërë të tingëllojë sa me shqip). *Shqipëroj veprat e autorëve klasike. E ka shqipëruar mirë.*

*2.* Kthej shqip një fjalë të huaj duke përkthyer pjesët përbërëse të saj; i jap trajtën shqiptare një emri të përveçëm të huaj (për emrat e njerëzve). *Shqipëroj fjalë të huaja. Shqipëroj emrat e personazheve.*

SHQIPËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është përkthyer në gjuhën shqipe (për veprat letrare). *Vepra (vjersha) të shqipëruara.*

*2.* Që është kthyer shqip duke përkthyer pjesët përbërëse të saj (për fjalët e huaja). *Terma të huaj të shqipëruar.*

SHQIPËRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që për-kthen një vepër në gjuhën shqipe, ai që shqiperon. *Shqipërues i zoti.*

SHQIPFOLËS,~E *mb. libr.* 1. Që ka shqipen si gjuhë amtare, që flet shqip, që përdor gjuhën shqipe. *Popullsi shqipfolëse.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

SHQlPO,~JA *m. sh.* ~, ~T *bised.* Shqiptari si mishërim i virtyteve më të larta dhe i tipareve kom-bëtare me tipike të popullit tone. *Shqipon as e kanë trembur, as e kanë gjunjëzuar dot. Shqipot s'e kanë lëshuar kurrë pushkën nga dora.*

SHQIPONJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Shpend i madh grabitqar, me sqep të kthyer, me kthetra të gjata e të forta dhe me sy të mprehtë, që rron në male e në stepa dhe mbahet nga shqiptarët si simbol i Hrisë e i trimërisë; shqipe, shkabë. *Shqiponjat e maleve tona. Krahët (kthelrat) e shqiponjës. Sy shqiponje. Pole shqiponje. Sulet si shqiponje. Me mirë shqiponje një ditë, se sorrë një vit. fj. u.*

*2. fig.* Njeri trim, i guximshëm, sypatrembur e krenar; njeri shumë i zoti e i shkathët. *Shqiponjat partizane. E ka shqiponje këtë djalë (këtë vajzë).*

3. *bot.* Bimë shumëvjeçare zbukurimi, përherë e gjelbër, me gjethe të mëdha e të prera thellë, që u përngjajnë krahëve të shqiponjës, luleshqiponjë.

4. *fig. Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Parti shqiponje.*

*ir* Shqiponja dykrenore vizatim i një shqiponje me dy krerë në stemën dhe në flamurin e Republikës Po-pullore Socialiste të Shqipërisë. Shqiponja nuk ha miza *fj! ii.* njerëzit e shquar nuk merren me çikërrima e me gjëra të ulëta. Shqiponje deti *zool.* fregatë.

SHQIPTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Shqipërisë ose ai që e ka prejardhjen nga Shqipëria; pjesëtar i popullsisë shqiptare. *Shqiptar i vërtetë. Shqiptarët e niërguar. Besa (fjala) e shqiptarit. Nderi (karakteri) i shqiptarit. Trimëria (bujaria, mik~ prilja) e shqiptarëve. Luftërat e shqiptarëve për liri e pavarësi. Malli i shqiptarit për mëmëdheun. Shqiptarin nuk e ka nxjerrë lokjaprej barkut, por huta prej çarkut. fj.u.*

SHQIPTAR,~E *mb.* Që lidhet me Shqipërinë ose me shqiptarët, që është karakteristik për Shqipërinë ose për shqiptarët, i Shqipërisë ose i shqiptarëve; që është krijuar nga shqiptarët. *Populli shqiptar. Viset (trojet, tokat) shqiptare. Shteti shqiptar. Shtetas shqiptar. Shtetësia shqiptare. Natyra shqiptare. Bregdeti shqiptar. Punëtori (fshatari, intelektuali) Shqiptar. Grate (vajzat) shqiptare. Fëmijët shqiptare. Rinia shqiptare. Partia Komuniste Shqiptare. Familja shqiptare. Kultura (letërsia, muzika) shqiptare. Arti (fol-klori) shqiptar. Veshje kombëtare (këngë, valle) shqiptare, Mendimi shqiptar. Shkenca shqiptare. Jeta (bota) shqiptare. Mikpritja (bujaria, besa) shqiptare. Zakonet shqiptare. Gjellë shqiptare. Enter shqiptar.*

SHQIPTARÇE *ndajf. bised.* Sipas mënyrës së shqiptarëve, sipas zakoneve të shqiptarëve, shqiptarisht; vendçe. *Rroba shqiptarçe. Përshëndetje shqiptarçe. la kishin marrë shqiptarçe. Hanin bukë shqiptarçe. E hiqte vallen shqiptarçe. Vishej shqiptarçe.*

SHQIPTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* SHQIPTAR,~I. *Fituan shqiptarët. Shqiptarët kanë luftuar gjithnjë krahas burrave e vëllezërve të tyre.*

SHQIPTARËSI,~A . *libr.* 1. Të qenët shqiptar a me prejardhje shqiptare; karakteri kombëtar shqiptar, |fryma kombëtare shqiptare. *Shqiptarësia në artin e në, letërsinë tone. Provoi (vërtetoi) shqiptarësinë e tij (e krahinës). Kanë ruajtur shqiptarësinë e tyre.*

*2. vjet. shih* SHQIPTARI,~A. *Apostull i shqiptare sisë. U futi në zemër shqiptarësinë.*

SHQIPTARI,~A . 1. *përmb.* Tërësia e shqiptarëve, populli shqiptar. *U çua shqiptaria.*

2. Ndjenja kombëtare shqiptare, ndërgjegjja kombëtare e popullit shqiptar, dashuria e shqiptarëve për atdheun e tyre. *"Feja e shqiptarit është shqiptaria". Apostull i shqiptarisë.*

SHQIPTARISHT *ndajf.* Sipas mënyrës së shqiptarëve, sipas zakoneve të shqiptarëve; ashtu si i ka hije shqiptarit, si burrat. *Veshur shqiptarisht. Me shpatë zhveshur shqiptarisht. Qëndroi (luftoi) shqiptarisht. Ranë shqiptarisht. Na pritën shqiptarisht.*

SHQIPTARIZËM,~MI *m. shih* SHQIPTARI, ~A 2. *Shqiptarizëm i flaktë (i kulluar). Ndjenja e shqiptarizmit. Simboli i shqiptarizmit. Pionierët (pish-tarët) e shqiptarizmit. Përhapën (ngjallën) shqiptarizmin.*

SHQIPTARIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHQIPTARIZOJ, SHQIPTARIZOHEM.
*Shqiptarizimi i emrave të vendeve.*

SHQIPTARIZOHEM *vetv.* 1. Bëhem shqiptar nga gjuha, nga zakonet, nga kultura a nga formimi psi-kik; *vet. veta III men* karakter etnik shqiptar duke u shtuar shumë përqindja e shqiptarëve në përbërjen e popullsisë së një vendi.

2. *Pës. e* SHQIPTARIZOJ.

SHQIPTARIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj
shqiptar nga gjuha, nga zakonet, nga kultura dhe nga formimi psikik; i jap karakter etnik shqiptar një vendi, duke shtuar shumë përqindjen e shqiptarëve në popullsinë e tij.

2. I jap trajtë e frymë shqiptare, duke e bërë më të afërt e më të kuptueshëm për shqiptarin; shqipëroj (për një vepër letrare të huaj).

3. I vë ose i rivë një vendi një emër shqiptar; i jap trajtën shqiptare një emri të përveçëm të huaj.

SHQIPTARKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *përk. shih* SHQIPTARE,~JA. *Shqiptarkë trime.*
SHQIPTAROFlL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. I huaj që e do dhe e nderon Shqipërinë e popullin shqiptar, që admiron kulturën dhe përpjekjet heroike të shqiptarëve, që përkrah e mbron të drejtat e shqiptarëve dhe të vërtetën për shqiptarët e për Shqipërinë, që është mik i Shqipërisë e i popullit shqiptar. *Shqiptarofil i njohur.*
*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Rrethet (qarqet) shqiptarofile.*
SHQIPTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHQIPTOJ, SHQIPTO-HET. *Shqiptimi i një rrokjeje (i një fjale). Shqiptimi i një vendimi.*
*2. gjuh.* Mënyra si shqiptohen tingujt e një gjuhe; mënyra e veçantë se si shqiptohen tingujt e gjuhës në një stil të caktuar të saj ose në një dialekt; mënyra si shqiptohen fjalët e shkruara të një gjuhe; tingujt që u përgjigjen shkronjave të një gjuhe. *Shqiptim i qartë (i drejtë, ipërpiktë). Shqiptim letrar (dialektor, bisedor). Stilet e shqiptimit. Shkronjat dhe shqiptimi i tyre. Shqiptimi i fjalëve shënohet në kllapa katrore. Shkrimi dhe shqiptimi nuk përputhen.*
SHQIPTIMOR,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me shqiptimin. *Veçori (norma) shqiptimore. Ana shqip-timore.*
SHQIPTOHEM *vet\>.* I. Shprehem, bëj të njohurbotërisht mendimin a qëndrimin tim për një çështje. *U shqiptua kundër dy neneve. Nuk janë shqiptuar të gjithë.*
*2. Pës. e* SHQIPTOJ. *Shumica e fjalëve të shqipes shkruhen ashtu si shqiptohen.*
SHQIPTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Prodhoj tingujt e një gjuhe me anë të organeve të të folurit, them me zë një tingull, një rrokje a një fjalë. *Shqiptoj një tingull (një zanore, një bashkëtingëllore). Shqiptoj një fjalë. Shqiptoj rrokje për rrokje. I shqipton (nuk i shqipton) qartë fjalët. I shqipton mirë (keq, me zë të forte).*
*2. drejt., vjet.* Bëj të njohur, kumtoj një vendim gjyqi. *Shqiptoi Mendimin.*
SHQIPTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të shqiptohet. *Grup tingujsh i shqiptueshëm lehtësisht.*
SHQIRËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Thëllëzë fushe.
SHQIRRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Plish. *Mure me shqirrë. Hasra prej shqirre.*
SHQISË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Aftësia e njeriut dhe e kafshëve për të ndier ngacmimet dhe për të marrë përshtypjet nga bota e jashtme me anë të disa organeve të posaçme; secili prej këtyre organeve. *Pesë shqisat. Shqisa e të parit (e të dëgjuarit, e të prekurit, e të nuhaturit, e të shijuarit). Organet e shqisave. Mund të kapet me anë të shqisave.*
*2. vjet.* Aftësia e njeriut për të kuptuar a për të gjy-kuar, aftësi mendore. *la zhvilloi mendjen e shqisën. Nuk ka shqisë.*
SHQISOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me shqisat; që bëhet me anë të organeve të shqisave, që rroket me anë të shqisave. *Të dhënat shqisore. Njohje shqisore. Shkalla Shqisore e njohjes së botës.*
SHQ1T (SHQIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ndaj diçka që ka qenë e ngjitur me diçka tjetër dhe e heq; shkëput një pjesë nga një e tërë duke e tërhequr me force, shqyej; çngjit; *kund.* ngjit. *Shqit pullën nga zarfi. Shqit një shpallje nga muri. Shqit një fletë nga fletorja. Shqit lëvoren.*
2. Ia marr dikujt një gjë me force, ia shkëput, ia heq me force. *Mezi ia shqitën thikën (koburen) nga duart.*
3. edhe *fig.* E bëj të largohet dike nga dikush a nga diçka; ndaj me force, shkëput, largoj. *Nuk e shqitën dot nga ajo. Erdhi koha dhe me shqite. kr. pop. Shqiti fëmijët, se po zihen! Nuk ia shqiste sytë.*
4. *fig.* Zhvat diçka, marr a nxjerr me zor ose me pahir prej dikujt. *Mezi i shqiti njëqind lekë. Ia shqiti me pahir. Kërkon të shqitë ndonjë thelë. Mezi i shqita një fjalë.*
5. *krahin.* Shkrif (për leshin). *Shqit lesh.*
6. *krahin.* Gris, çjerr. *Shqiti këmishën (rrobat) nëpër ferra. Me ta kënduar letrën, e shqiti.*
7. *fig.* Marr një vendim, ndaj mendjen të bëj një punë që e kam pasur me dysh; i jap zgjidhje një pune. *Shqit një çështje të ngatërruar. Shqite, mos e lër varur punën! E shqiti sherrin.*
*k* Shqiti (hapi, shqeu) sytë *shih te* SHQYEJ. Nuk ia shqit (nuk ia ndan, nuk ia heq) sytë *shih te* SY,~RI.
SHQITEM *vety.* 1. *vet. vet a III.* Ndahet vetiu diçka që ka qenë e ngjitur me diçka tjetër; shkëputet a hi-
qet diçka e ngjitur, çngjitet; *bised.* shqepet; *kund.* ngjitet. *U shqit pulla (zarfi). lu shqit sholla këpucës. U shqit kapaku. Nuk shqitet mishi nga kocka.*
2. edhe *fig.* Ndahem prej dikujt, nuk e ndjek me nga pas, nuk i qepem me; heq dorë nga dikush a nga diçka; largohem; shkëputem me force prej dikujt; e lë të qetë, nuk e mërzit a nuk e bezdis, nuk e mundoj me; *kund.* ngjitem. *Nuk shqitej nga nëna. Mezi iu shqit nga duart. Iu vu nga pas e s'i shqitej. Mos iu shqit librit (mësimit, shkollës, punës)! S'i shqitej kolla. Nuk na u shqit ajo gjellë. Nuk i shqitej ai mendim.*
3. *fig. bised.* Lodhem, këputem; bëhem cope. *U shqit së ecuri.*
SHQITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrëshqitë.
SHQITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Krehër i rrallë që e përdorin grate për të shqitur flokët para se t'i krehin me krehër të dendur.
2. Ai që ndan një sherr. *U be shqitës.*
SHQlTËS,~E *mb.* Rrëshqitës. *Baltë (llucë) shqi-tëse.*
SHQITËZ,~A ". *sh.* ~A, ~AT *arb.* Mjellmë. *Shqitëza e bardhë.*
SHQITJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve SHQIT, SHQITEM.
SHQITUR (i,e) *mb.* 1. Që është shqitur; i grisur, i shqyer.
2. *fig. bised.* I lodhur, i këputur. *Vinin të shqitur nga puna.*
SHQOFT O,~JA *m. sh.* ~, ~ T *krahin.* Djalli, shejtani, i paudhi, qoftëlargu. *Ishte bërë si shqofto.*
SHQOPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Shkurre përherë e blertë, që rritet në djerrina të thata e në gu-rishta, me gjethe të vogla si hala e me lule si vile, degët e së cilës përdoren për fshesa dhe rrënjët për të bërë çibukë, kërraba e sende të tjera; mreçë. *Pyll shqope. Qymyr shqope. Fshesë shqope. Llullë (çibuk, luge) shqope.*
2. *bised.* Fshesë që bëhet prej degëve të kësaj bime dhe që përdoret për të fshirë oborrin a rrugën. *Fshinin me shqopa.*
SHQOPISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll shqo-pash, vend me shqopa.
SHQOPORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje drurësh të vegjël e shkurresh, me gjethe rënëse ose të qën-drueshme, zakonisht të këmbyera, ku bëjnë pjesë shqopa, marja, gërdeci, thrashegra etj.

SHQOPTË (i,e) *mb.* Që është bërë me dru shqope, që është prej shqope. *Dru i shqoptë. Luge të shqopta.*
SHQOTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shi me bore bashkë. *Binte shqotë.*
2. Shi me erë; shtrëngatë, stuhi; vale shiu e shpejtë, tallaz shiu; shi i rrëmbyer që nuk zgjat shumë. *Çanin shqotën. Ecnin nëpër shqotë. Reshti shqota.*
3. *fig.* Vale e rrëmbyer, tallaz. *Në shqotat e jetës. Shqota e luftës.*
SHQUAJ *kal,* SHQOVA, SHQUAR. 1. Dalloj dike a diçka me sy, e vë re, e gjej me sy (zakonisht prej së largu); e dalloj nga larg se kush është a ç'është, njoh, shëmbëllej, dalloj dike a diçka nga dikush a nga diçka tjetër. *Mezi e shquam së largu. S'ia shquantedot fytyrën nga errësira. Nuk i shquaj shkronjat pa syze. E shquaj nga të tjerët. Nuk e shquan dot pazinë nga spinaqi.*
2. *vet. veta III.* E bën që të dallohet, ka si veçori a tipar dallues themelor, shquhet. *Rininë tone e shquan fryma revolucionare. Letërsinë tone e shquan partish-mëria proletare. E shquan këmbëngulja dhe zelli në punë*
3. *jokal.* Dallohem ndër të tjerët nga një veti, aftësi a cilësi e veçantë, dallohem në diçka, shquhem. *Vajza e vogël shquan nga të tjerat. Shquan për pastërti. Shquan në mësime. Puna e tij shquan.*
*4. jokal. vet. veta III.* Duket, rroket nga syri, dallohet qartë. *Atje tej shquante fshati. Në gjoks i shquanin kdtër shenja sulmuesi.*
5. *gjuh.* E vë një emër të pashquar në trajtën e shquar.
SHQUAIX, SHQOLLI *m. sh.* SHQOLLE, SHQO-LLET. Rripa që bëhen nga lëkura e blirit e që shër-bejnë zakonisht si Iidhje.
SHQUAR (i,e) *mb.* 1. Që dallohet midis të tjerëve për aftësitë, zotësinë e meritat e veçanta, që shquhet ndër të tjerët. *Atdhetar (burrë, luftëtar, revolucionar, dijetar, shkrimtar) i shquar. Gra të shquara. Mendje e shquar.*
2. Që ka një rëndësi të jashtëzakonshme a të veçantë, i shënuar, i madh; që ka një vlerë të madhe artistike a shkencore. *Shërbime të shquara. Vepër e shquar. Merita të shquara.*
3. Shumë i lartë, shumë i nderuar. *Mik (mysafir) i shquar.*
*A. gjuh.* Që është në trajtën morfologjike e cila e shënon sendin a frymorin si të përcaktuar, si të dalluar nga klasa e sendeve a e frymorëve të të njëjtit lloj osfi si të njohur për dëgjuesin (për emrat); *kund.* i pashquar.
$HQUARJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHQUAJ, SHQUHEM. *Shquarja e emrave. gjuh.*
SHQUARSI,~A . 1. *gjuh.* Kategori gramatikore, e oila tregon se sendi a frymori që shënohet prej emrit, mendohet si i përcak,tuar, dallohet nga klasa e sendeve a e frymorëve të të njëjtit lloj ose mendohet si i njohur për dëgjuesin; *kund.* pashquarsi.
2. edhe *sh.* ~, ~TË *vjet.* Shkëlqesi. *Shquarsia e tij.*
SHQUES,~E *mb.* 1. Që e dallon, që e shquan nga te tjerët, dallues. *Tiparet shquese.*
2. *gjuh.* Që shërben për të formuar trajtën e shquar. *Nyja shquese. Mbaresë shquese.*
SHQUHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Duket, dallohet, rroket me sy. *Larg shquheshin fshatrat.*
2. Dallohem ndër të tjerët nga një yeti, cilësi a aftësi e veçantë; dallohem në një drejtim a në një fushë të caktuar, shkëlqej. *U shqua për trimëri. Shquhet për ndërgjegje të lartë (për punë me cilësi te mire, për sjellje shembullore). U shqua në aksion (në stërvitje).*
3. *gjuh. vet. veta III.* Vihet në trajtën e shquar. *Emrat shquhen duke marrë mbaresat shquese.*
SHQYEJ *ka!.,* SHQEVA, SHQYER. 1. E çaj, e ndaj në copa duke e tërhequr me force; e shkul nga vendi, e shkallmoj. *E shqeu bisha dhine. E shqyen ujkun qentë. E shqeu bukën (mishin). Shqyej një dë-rrasë (një degë). la shqyen derën (gardhin). Të shqyen të gjallë. Të shqeva dysh! Luga e madhe të shqyen gojën. fj. u.*
*2.* Çjerr, gris; çaj. *Shqyej letrën. I shqeu libi-at. I shqeu rrobat nëpër pemë. Peshkaqeni e shqeu rrjetën. Me shqeu këmishën (jakën).*
3. Hap jashtë mase. *shqeu gojën. I shqeu xhepin (çantën). Shqeu sytë.*
4. *bised.* E bëj dike të qeshë më të madhe e për mjaft kohë, e bëj të mbajë ijët nga të qeshurit, e shkul. *Na shqeu gazit.*
5. *vet. veta III.* Me nget shumë, aq sa me duket se po me çahen mushkëritë e fyti (për kollën). *Me shqeu kolla.*
•*k* Shqeu gurmazin u cor e u ngjir duke thirrur. Shqeu (hapi) sytë u habit së tepërmi, nuk u besonte syve për atë që shikonte.
SHQYER (i,e) *mb.* 1. I çjerrë, i grisur; i çarë. *Me rroba (me këpucë) të shqyera. Rrjeta ishte e shqyer.*
2. *fig.* I hapur jashtë mase nga habia, i zgurdulluar (për sytë). *Me sy të shqyer.*
3. *fig.* I ngjirur, i çjerrë. *Me zë të shqyer.*
SHQYERJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHQYEJ, SHQYHEM.
2. Vend i shqyer; çarje, grisje (edhe *fig.).*
SHQYHEM *vetv.* 1. ÇIrrem e grisem nga rrobat; *vet. veta III* çahet, hapet ose shqitet ngaqë ka një peshë të rëndë a ngaqë e mbushin jashtë masës. *Rrjeta po shqyhej. Po shqyheshin degët. Ku je shqyer kështu?*
2. *kryes. sh. fig.* Kane grind je të thella e të ash^ra, zihen keq njëri me tjetrin. *Grindeshin e shqyheshin përditë.*
3. Qesh më të madhe e për mjaft kohë, mbaj ijët me duar nga të qeshurit, shkulem (së qeshuri). *U shqyen gazit (së qeshuri).*
4. *fig.* Lodhem e këputem duke punuar më të gjitha forcat a duke bërë diçka tjetër. *U shqye në punë. U shqye së thirruri.*
5. *Pës. e* SHQYEJ.
U shqye daullja a) i ranë daulles fort e pa pushim për të lajmëruar diçka; lajmëruan më të madhe; b) u be festë e madhe, gosti a dasmë e madhe me këngë e me valle. Iu shqye (i doli) gurmazi (zëri) uçoren ngjir duke thirur. Iu shqye zemra iu copëiua zemra.
SHQYRTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHQYRTOJ, SHQYRTOHET. *Shqyrtim kritik (i thellë). Shqyrtimi i akteve (i lut-jeve, i letrave, i ankesave). Man në shqyrtim. Paraqit për shqyrtim.*
SHQYRTOHET. *Pës. e* SHQYRTOJ. *V shqyrtua në komision.*
SHQYRTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E këqyr diçka vetë a bashkë më të tjerë me shumë kujdes, me ho-Ilësi dhe nga të gjitha anët për të formuar nje men-dim të përpiktë, për të bërë një vlerësim të drejte a për të marrë një vendim. *Shqyrtoj materiahn (dosjen).Shqyrtoj projektin (propozimet). Shqyrtoj gjendjen. Shqyrtoj një çështje (një problem). E shqyrtuan në kryesi (në këshillin popullor, në këshillin shkencor, në redaksi, në komision).*

SHQYRTUES,~E *mb.* Që përpiqet të hetojë a të zbulojë diçka, hetues. *Vështrim (sy) shqyrtues.*

SHQYT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Mburojë. *U mbroft (e priti goditjen) me shqyt.*

*2. hist.* Pjesa kryesore e steraës së një familjeje feudale, të një qyteti etj., e përbërë nga një fushë me figura të ndryshme.

3. *krahin.* Cope buke e madhe. *Mori (hëngri) një shqyt.*

4. *përd. ndajf. krahin.* Duke nxjerrë përpara si mburojë trupin a diçka tjetër; për së gjeri, skiç. *la zuri rrugën shqyt. E zuri derën shqyt me trup.*

SHQYTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* 1. Trim i ri që shoqëronte kalorësin në mesjetë dhe i mbante shqytin e armët.

2. Titull i ulët fisnikërie.

SHRAPNEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *usht.* Predhë thërrmuese e artilerisë, e mbushur me saçma plumbi, që shpërthen në ajër dhe që përdoret për asgjësimin e forcave të gjalla. *Shpërthimet e shrapnelave.*

SHREGULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* KOLO-VAJZË,~A i. *Këngë shregullash. Luaj shregull.*

2. Litar leshi që përdorin grate për të ngarkuar djepin në shpinë.

SHTAB,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *usht.* Organ i drejtimit të trupave pranë komandës së një njësie ushtarake a të një reparti ushtarak; oficerët që e për-bëjnë këtë organ; vendi a ndërtesa ku është vendosur ky organ. *Shtabi i përgjithshëm* organ i drejtimit të forcave të armatosura të një vendi, që varet drejt-përdrejt nga komandanti i përgjithshëm (ose nga ministri i mbrojtjes). *Shtab gjitharmësh. Shtabi ope-rativ. Shtabi i batalionit (i brigades, i korpusit). Shtabi i zones (i qarkut).*

2. Organ drejtues në një aksion a në një veprim-tari tjetër të organizuar ose në njësi që kanë orga-nizim të ngjashëm me atë të ushtrisë. *Shtab drejtues. Shtab politik. Shtabi qendror (udhëheqës). Shtabi i elektrifikimit (i ujitjes). Shtab pune. Shtabi i çetës së pionierëve.*

SHTAGË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkop; shtizë. *Shtaga e bariut (e plakut). Shtaga e cingla. Shtaga e flamurit* shtiza e flamurit. *Çoi shtagën t'i binte. E kapi me një shtagë.*

2. Shufër e gjatë, më të cilën shkundin ullinjtë, arrat a pemë të tjera. *Shtaga e ullinjve (e arrave).*

3. Shkop i gjatë, të cilin lundërtari e mbështet në fundin e ujit për të shtyrë lundrën në cekëtina.

4. *krahin.* Petes.

•*k* Shtagë arrash njeri i gjatë e shumë i dobët.

SHTALB,~I *m. shih* SHTALP, ~I.

SHTALBËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ka-cavarëse, me kërcell të gjatë që përdridhet nëpër drurë e gardhe, me gjethe vezake, me lule të vogla të kuqe në të murrme, që rritet zakonisht buzë ujërash dhe që e hanë bagëtia e trashë e kuajt.

SHTALKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *I.* Secili prej

drurëve ose secila prej dërrasave ku mbahen kana-tet e derës; parvaz; korniza e dritares; kornizë. *Shtalka të trasha. Shtalka e derës (e dritares).*

*1.* Dru a rrip dërrase që shërben për të mbajtur diçka pingul. *vë shtalka gardhit (mollës).*

3. *krahin.* Patericë. *Ecën me shtalka.*

SHTALP, ~I *m.* 1. Grurë a miser që është ende i njomë, i butë e me lëng si qufnësht.

2. Mullëz, rrëndës, fare djathi.

3. *bised.* Fare mashkulli.

4. *përd. mb.* Shumë i njomë, ende i njomë. *Grurë (miser) shtalp. E ka mishin shtalp ky qengj.*

5. *përd. mb. fig.* I papjekur. *Është ende shtalp. E ka kokë'n shtalp. mospërf.* është fare i papjekur (për të rriturit).

SHTALPAK,~E *mb.* I shtalpët. *Kallamboq shtal-pak.*

SHTALP,'Ë,~A. I. Ajkë qumështi e trashë; salcë kosi e trashë e zakonisht e yndyrshme. *Kupac me shtal-pë.*

*2.* Djathë i njomë që sapo është bare, ose qumësht që sapo është mpiksur, pasi i është hedhur rrëndësi.

SHTALPËT (i,e) *mb.* Që e ka kokrrën të butë e me lëng si qumësht, ende i njomë, shtalpak (zakonisht për grurin e misrin). *Grurë (miser) i shtalpët. Ishte ende i shtalpët.*

SHTAMBAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon enë prej balte, poçar, vegshar, vorbar. *Rrota e shtam-barit.*

SHTAMBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë balte për ujë, e gjerë në mes, me grykë të ngushtë dhe me një a dy veshë. *Mbush shtambat. Pi ujë me shtambë. Shtamba e mban ujin të ftohtë. Shumë here vete shtamba për ujë e një here thyhet. fj. u.*

*2. krahin.* Enë druri si shishe e gjerë, që përdorin barinjtë për të marrë me vete qumësht a dhallë. *Me shtambë në brez.*

• I thyen shtambat u zunë e nuk ftasin me njëra me tjetrën, e prishën miqësinë, nuk janë me shoqe (për vajzat e grate). Bie shi me shtamba (me gjyma, me legenë, me ibrikë) *shih te* GJYM,~I. Bie shi me grykë shtambë (pusi, gjymi) *shih te* GRYKË,~A. Shan shtamba të zotin *iron,* tregohet me i ditur a me i mirë se ai që e ka rritur dhe e ka mësuar.

SHTAMPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *tek.* Stampë. *Përgatitja e shtampave.*

2. *fig.* Përsëritje e diçkaje të njohur ashtu siç është, pa i ndryshuar e pa i shtuar gjë, kopjim mekanik; formulë, shprehje a ide që është përdorur dhe është shfrytëzuar nga shumë të tjerë; shabllon. *Shtampat e shtypit. Shtampat e prishin gjuhën.*

SHTANG,~U m. 1. Maja e shigjetës a e heshtës. *Shtangu i shigjetës.*

2. *vjet.* Çmimi i prerë i një malli që nxirrej në treg. *vuri shtangun okës së misrit.*

SHTANG *jokal.,* ~A, ~UR. Mbetem në vend si i ngrirë nga habia e madhe, nga frika etj., ngrij; *kal.* e bëj dike të shtanget. *Shtangu në vend. Shtangu nga habia (nga frika). Shtangu një cope here. Zëri i t'et e shtangu në vend.*SHTANG *ndajf.* Si i ngrirë, si i ngurosur (nga habia, nga frika etj.). *Mbeti shtang. Na la shtang.*

SHTANGEM *vetv.* Mbetem në vend si i ngrirë nga habia e madhe, nga frika etj., shtang, rabetem shtang, ngrij. *U shtang kur e pa.*

SHTANGË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *tek.* Gyp prej metali që përdoret në shpimet me sondë. *Nxjerr shtan-gat nga pusi. Ngeci (u bllokua) shtanga.*

*2. sport.* Vegël që përdoret në garën e ngritjes së peshave dhe që përbëhet nga një bosht prej metali, nëdy ska jet e të cilit vendosen disqe me peshë të caktuar. *Ngre shtangën. Ushtrohem në shtangë.*

SHTANGËSI,~A . *libr.* Të qenët i shtangët, gjendja kur dikush a diçka është shtangur; ngurosje.

SHTANGËT (i,e) *mb.* 1. Që është si i ngrirë a si i ngurosur (nga habia, nga frika etj.); që nuk Iëviz, <jë nuk merr pjesë në jetë, i ngrirë. *Mbeti (rri) si i shtdngët.*

*2.* Që mbetet i drejtë, që nuk epet, që nuk shfor-mohet; i ngurtë. *Trup i shtangët. Shufër e shtangët. Lëridët e shtangëta.*
SHTANGIE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup;timeve të foljeve SHTANG, SHTANGEM.
SHTANGlM,~I *m.* Shtangie. SHTANGOHEM *vetv.* Shtangem.
SHTANGOJ *jokal.* dhe *kal,* ~OVA, ~UAR. Shtang.
SHTANGUAR (i,e) *mb.* I shtangur.
SHTANGUR (i,e) *mb.* Që është si i ngrirë nga habia e madhe, nga frika etj. *Mbeti si i shtangur. Rri (qëndron) si i shtangur.*
S^ITARCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore shumëvjeçare e viseve malore, me gjethe ve-zake të mëdha, që përdoren për të ngjyer.
SHTARË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë barishtore e helmet e viseve malore, me kërcell të drejtë deri në një meter e gjysmë të lartë, me gjethe vezake e të gjera dhe me lule zakonisht të verdha në të gjelbër, nga rrënjët e së cilës nxirret një lëndë me veti mjekuese. *Rrënjët e shares.*
*2. fig.* Helm, farmak. *Iu bëftë shtarë (ajo që hëngri) ! ma! lk\.*
3. *fig. bised.* Dëm, e keqe; sjellje e papëlqyeshme që hicihëron të tjerët. *Ç'qe kjo shtarë që na bëri!*
*4. përd. mb. fig.* Shumë i kripur; i hidhur, farmak. *Gjella qenka shtarë. M'u be goja shtarë.*
5. *përd. ndajf.* Keq, ters. *E nisi mbarë, e mbaroi shtarë. I vaftë shtarë! mallk.*
SHTARËT (i,e) *mb.* I hidhur. *Kafe e shtarët.*
SHTAROHEM *vetv.* Hidhërohem, helmohem (edhe *fig-).*
!
SHTAROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Hidhëroj, helmoj (edhe *fig.), la shtaroi zemrën.*
2. *Uised.* Ha bukë me pahir nga një hidhërim a shqetësim i madh, me bëhet buka helm. *Shtaruan një cope bukë.*
SHTAT,~I *m. 1.* Trupi i njeriut nga koka deri te këmbët; lartësia e trupit të njeriut. *Me shtat mesatar (të madh, të lartë). Me shtat të hedhur (të derdhur,*
*të bukur). I shkurtër nga shtati. E ka shtatin si selvi. M'u ngjeth(m'urrëqeth) shtati. Irrinë rrobat pas shtatit. I dha shtatit përpara. Të pushon shtati.*
2. Lartësia e kërcellit a e trungut të një bime. *Bimë me shtat të shkurtër. Bar me shtat të ulët.*
*k* I bie për shtat *dik ujt* a) i rri mirë, pas trupit (një petk); b) i pëlqen; i jep dorë, i Ieverdis. Hëngri shtatin *shih te* HA. Ka hedhur (ka lëshuar) shtat a) është rritur, është bërë me i gjatë, është zgjatur (për njerëzit dhe për bimët); b) është ngritur me lart, është bërë me i lartë (për një ndërtesë etj.). I shfcon (i vete) për shtat *dikujt* i përshtatet, i ka hije. I vjen për shtat *dik uj t* i vjen pas qejfit; i jep dorë, i Ieverdis. I ka hyrë shtati në shtat është tretur e dobësuar shumë nga sëmundja, ka mbetur gjysmë njeriu. Shtati pyll e mendja fyell *shih te* PYLL,~I.
SHTATANIK,~E *mb.* 1. Që ka lindur gjallë pa mbushur të nëntë muajt në barkun e s'ëmës (zakonisht në muajin e shtatë të barrës), që lind para kohe (për pjellën e njeriut). *Djalë shtatanik. Vajzë shtatanike. Ka lindur shtatanik.*
*2. fig.* Që ka mbetur i pazhvilluar nga trupi ose nga mendja; që mezi mbahet në këmbë, i dobët. *Kallinj shtatanike. Qeveri shtatanike. Është shtatanik nga mendja.*
*3. Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. Shtatanik në bark *shih te* BARK,~U.
SHTATAT (të). *vet. sh. fet., vjet.* Dita e shtatë pas vdekjes së dikujt, që përkujtohej nga të afërmit; dreka a darka që shtrohej me këtë rast (sipas besime-ve të kota). *Kishte të shtatat. I ndanë të shtatat. I ngrënça të shtatat! mallk.*
•*k* Në brez i ka të shtatat *vjet.* i erdhi vdekja, s'i ka të gjata.
SHTATBILONJË *mb. 1.* Që e ka trupin të gjatë, të drejtë e të hajthëm si bilonjë (për vajzat). *Vashë shtatbilonjë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHTATBUKUR *mb.* Që e ka trupin të bukur (krye-sisht për vajzat).
SHTATÇETINË *mb.* Që e ka trupin të gjatë e të drejtë si çetinë (kryesisht për vajzat).
SHTATDERDHUR *mb.* Që e ka trupin të drejtë e të hijshëm, me trup të bukur. *Djalë (vajzë) shtat-derdhur.*
SHTATDREJTË *mb.* Që e ka trupin të drejtë.
SHTATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shifra shtatë (7); sasia që shënohet me këtë shifër. *Shkruaj shtatën. Mbledh dy shtata. Heq katër nga shtata.*
2. Send a njeri, që shënohet me shifrën shtatë. *Shtata spathi (në letra). Shtata luajti mirë. sport.*
3. Nota shtatë (7) në sistemin shkollor të vlerësimit të dijeve me dhjetë. *vuri shtatë. I doli mesatarja shtatë.*
SHTATË *num. them.* 1. Numri që vjen menjëherë pas gjashtës dhe që shënon një sasi të barabartë me gjashtë edhe një. *Shtatë veta (lisa, vende). Shtatë here. Shtatë ore. Java ka shtatë ditë. Shtatë muaj (vjet). Në orën shtatë. Shtatë edhe shtatë. Shtatë here shtatë. Shtatë të dhjetat. E ndarë në shtatë pjesë. E pjesëtoj me shtatë.*
*2. përmb.* ~ (të), SHTATA (të). Shtatë së bashkua menjëherë. *Dolën të shlatë nxënësit (lë shlala nxë-nëset). I lexova të shtatë vëllimet.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të numërorit theme-lor. *U nisën të shtatë (të shtata).*
4. *përd. num. rresht.* I shtatë. *Dhoma (salla) shtatë. Kabina (shkalla) shtatë. Në faqen shtatë të librit.*
*~k* la numëroi të shtata a) e qëlloi me revole shtatë here, ia zbrazi të shtatë plumbat e revoles; e la në vend; b) e qortoi a e shau shumë rëndë, s'i la gjë pa i thënë, ia zbrazi të gjitha. I shkojnë (i venë) shtatë *thjeshtligj,* ka shumë frikë. I shkojnë shtatë (tetë) në qase ka shumë frikë, i ka hyrë lepuri në bark. Me shtatë zemra shumë trim, që nuk i trembet asgjëje, që nuk e di se ç'është frika. Të vrisje shtatë (nuk gjeje) ishte e pamundur të gjeje diçka. Ka rënë nga shtatë degët *shih te* DEGË,~A. Java shtatë e ai tetë *shih te* JAVË,~A. për shtatë pale qejfe a) shumë i bukur, shumë i mirë, i shkëlqyeshëm; b) si s'ka me mirë, duke mos lënë gjë metë, duke u kënaqur pa masë. Shtatë pashë nën dhe shumë thellë. E pafsha shtatë pashë nën dhe! *mallk.* vdektë, e pafsha në varr. I bie ora (sahati) gjithnjë shtatë (dymbëdhjetë) *shih tek* ORË,~A i. Është si grosha shtatë javë *shih te* GRO-SHË,~A. E mbylli me shtatë kyçe (me shtatë pale çelësa) e mbylli mirë që të mos hapet, e fshehu thellë, në një vend të sigurt, që të mos e gjejë askush. Qante me shtatë pale lot qante me dhembje të madhe. I shkuan shtatë pale djersë e ndjeu veten shumë ngushtë, i shkuan djersë të ftohta. E kishin zënë shtatë pale ethe a) e kishin zënë ethe shumë të forta; b) ishte tme-rruar deri në palcë. Të çon (të shpie) në shtatë kroje (në krua, në njëqind çezma) e s'të jep ujë *shih te* KRUA, KROI. Mat shtatë (tri, dhjetë) here e pre një here! ;'. *u. shih te* MAT.

SHTATË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit shtatë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj.; që vjen menjëherë pas të gjashtit. *Radha (banka) e shtatë. Dita e shtatë. Muaji (viti) i shtatë, Klasa e shtatë.*
*2. përd. em. f.* Një nga të shtatë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e shtata. Katër të shtatat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *E shtata A. I shtati arriti i pari. Doli i shtati.*
4. *përd. em. f. vet. nj. bised.* Dita e shtatë e një le-hone.
E nibushi (e kaloi) të shtatëfl e kaloi rrezikun, shpëtoi.
SHTATËBALLËSH,~E *mb. spec.* Që e ka forcën shtatë ballë (për tërmetin, për dallgët e detit, për erën etj.). *Tërirtet shtatëballësh.*
SHTATËDHJETË *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me shtatë dhjeta, gjashtëdhjetë edhe dhjetë. *Shtatëdhjetë veta. Shtatëdhjetë ditë (lekë). Shtatëdhjetë vjeç.*
*2. përd. num. rresht.* I shtatëdhjetë. *Dhoma (kabina) shtatëdhjetë. Në kilo met r in (në faqen) shtatëdhjetë. Në vitin shtatëdhjetë. Vitet shtatëdhjetë* dhjctëvjetë-shi i tetë i një shekulli.
SHTATËDHJETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit shtatëdhjetë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje,
në një klasifikim etj. *Ditën e shtatëdhjetë. Radha e shtatëdhjetë.*
*2. përd. em. f.* Një nga të shtatëdhjetë pjesët e barabarta. në të cilat ndahet një e tërë. *Një e shtatë-dhjeta. Gjashtë të shtatëdhjetat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.
4. *si em.* SHTATËDHJETA,~T (të). . *Met. sh.* Periudhë prej shtatëdhjetë vjetësh si moshë. *mbushi të shtatëdhjetat.*
SHTATËDHJETËVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat shtatëdhjetë vjet, që vijon shtatëdhjetë vjet. *Periudhë shtatëdhjeiëvjeçare. Jetë shtatëdhjetëvjeçare.*
2. Që është shtatëdhjetë vjeç. *Burrë shtatëdhjetë-vjeçar. Crua shtatëdhjetëvjeçare.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.
SHTATËMBËDHJETË *num. them.* 1. Numri që vjen menjëherë pas gjashtëmbëdhjetës dhe që shënon një sasi të barabartë me gjashtëmbëdhjetë edhe një. *Shtatëmbëdhjetë hektarë. Shtatëmbëdhjetë lekë. Shta-tëmbëdhjetë vjet.*
*2. përd. num. rresht.* I shtatëmbëdhjetë. *Dhoma (radha) shtatëmbëdhjetë. Shkalla shtatëmbëdhjetë. Në faqen shtatëmbëdhjetë.*
SHTATËMBËDHJETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit shtatëmbëdhjetë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Radha e shtatëmbëdhjetë. Ditën e shtatëmbëdhjetë. Shekulli i shtatëmbëdhjetë.*
*2. përd. em. f.* Një nga të shtatëmbëdhjetë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e shtatë-mbëdhjeta.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *Doli i shtatëmbëdhjeti.*
SHTATËMUAJSH,~E *mb.* Që ka mbushur shtatë muaj, që ka një moshë prej shtatë muajsh. *Fëmijë shtatëmuajsh.*
SHTATËNGJYRËSH,~E *mb.* Që ka shtatë ngjyra. *Spektër shtatëngjyrësh.*
SHTATËPËLLËMBËMJEKËR,~RA *m. mit.* Figure e përrallave tona popullore, që përfytyrohet si plak fare i shkurtër me mjekër shtatë pëllëmbë të gjatë dhe me fuqi të jashtëzakonshme.
SHTATËQIND *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me shtatë here njëqind. *Shtatë-qind veta. Shtatëqind hektarë. Shtatëqind vjet. Shtatë-qind faqe.*
2. *përd. num. rresht.* I shtatëqindtë. *Kabina shtatëqind. Në faqen shtatëqind.*
SHTATËQINDTË (i,e) *num. rresht.* I. Që i përgjigjet numrit shtatëqind në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Në kilometrin e shtatëqindtë.*
*2. përd. em. f.* Një nga të shtatëqind pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e shtatëqindta.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.
SHTATËRROKËSH,~E *mb. 1.* Që është i për-bërë nga shtatë rrokje. *Vargu shtatërrokësh.*
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT *let.* Varg i përbërë nga shtatë rrokje. *Shtatërrokëshi përdoret rrallë në poezinë popullore.*SHTATËVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat shtatë vjet, qëvijon shtatë vjet; që kryhet brenda shtatë vjetësh. *Periudhë shtatëvjeçare. Afat shtatëvjeçar. Shkollë shtatëvjeçare.*
2. Që është shtatë vjeç, që e ka moshën shtatë vjeç. *Fëntijët shtatëvjeçare.*
3. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET *Bised.* Shkollë shtatëvjeçare e arsimit të përgjithshëm, që ndiqej nga të gjithë fëmijët përpara se të vendosej arsimi i detyrueshëm tetëvjeçar (në vitet e para pas Çlirimit). *Ka mbaruar shtatëvjeçaren.*
SHTATFILIZ,~E *mb.* Shtatbilonjë.
SHTATGJATË *mb.* 1. Që është i gjatë nga shtati, shtatlartë, i gjatë; *kund.* shtatshkurtër. *Lojtarët shtat-gjatë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHTATGJATËSI,~A . Të qenët shtatgjatë. *Re-kordi i shtatgjatësisë.*
SHTATHEDHUR (lexo:' shtat-hedhurj *mb.* Me trup të gjatë, të drejtë, të zhvilluar mirë e të shkathët, që e ka shtatin të hedhur. *Djalosh (vajzë) shtathedhur.*
SHTATHIJSHËM (lexo: shtat-hijshëmj, ~ME *mb.* Që e ka trupin të gjatë, të drejtë e me trajta të rregullta, shtatbukur.
SHTATHOLLË (lexo: shtat-hollëj *mb.* Që e ka trupin të hollë e të gjatë.
SHTATLARTË *mb.* Që e ka shtatin të gjatë, me trupj të lartë, shtatgjatë; *kund.* shtatulët. *Vajzë (djalë, burrë) shtatlartë. Pisha shtatlarta. Miser shtatlartë. Oxhakët shtatlartë të fabrikave.*
SHTATMADH,~E *mb.* Që e ka shtatin të gjatë e të Imbushur, që e ka trupin të madh, që vjen i madh, i zhyilluar nga trupi; *kund.* shtatvogël. *Burrë (djalë) shtatmadh.*
SHTATMADHORI,~A . Shtabi i përgjithshëm i ushtrisë së një vendi (në disa vende të tjera; me për-para'edhe në vendin tone); shtabi i një njësie të ma-dhe rië ushtritë e disa shteteve të huaja. *Shtatmadhoria e forcave tokësore. Oficer shtatmadhorie.*
SHTATMESATAR,~E *mb.* Që nuk është as i shkurtër, as i gjatë, që e ka shtatin mesatar nga gjatësia.
SHTATOR,~I *m.* Muaji i nëntë i vitit, që vjen pas gushtit; vjeshta e pare. *Shkollat hapen në shtator.*

SHTATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Statujë. *Shta-tore mermeri. Dukej si një shtatore.*
SHTATORË,~T *m. vet. sh. etnogr.* Të afërmit e nuses, që shkonin për ta parë atë në shtëpinë e dhëndrit shtatë ditë pas dasmës.
SHTATPAKTË *mb.* Që e ka trupin të vogël e të imët, që vjen i paktë nga shtati; *kund.* shtatmadh. *Vjen shtatpaktë.*
SHTATSELVl *mb. perk.* Që e ka shtatin të gjatë, të drejtë e të hijshëm si selvi. *Trimat shtatselvi. Moj e bukura shtatselvi! kr. pop.*
SHTATSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që e ka shtatin të bëshëm e të hijshëm. *Burrë i shtatshëm.*
SHTATSHKURTËR *mb.* Që është i shkurtër nga shtati, shtatulët, i shkurtër; *kund.* shtatgjatë.
SHTATULËT *mb.* Që e ka shtatin të shkurtër, me
shtat të ulët, shtatshkurtër; *kund.* shtatlartë. *Vinte (ishte) shtatulët.*
SHTATVIGAN,~E *mb.* Që e ka trupin shumë të madh e të bëshëm, që duket si një vigan nga trupi. *Kreshnikët shtatviganë.*
SHTATVOGËL *mb.* Që e ka trupin të vogël, me shtat të shkurtër; *kund.* shtatmadh.
SHTATZËNË *mb. vet.* . 1. Që është me barrë. *Grua shtatzënë. Mbeti (është) shtatzënë.*
*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Kujdesi për shtatzënat.*
SHTATZËNËSI,~A . Gjendja e gruas gjatë pe-riudhës së barrës, të qenët shtatzënë; koha e barrës. *Shtatzënësia e parë (e dytë, e tretë). Gjatë shtatzë~ nësisë. Periudha (koha) e shtatzënësisë. Fillimi i shtat-zënësisë. Ndërprerja e shtatzënësisë. Muajt e parë të shtatzënësisë.*
SHTATZËNI,~A . Shtatzënësi.
SHTAZA^N,~I *m. krahin.* Gjendja më e përshta-tshme e tokës për të lëruar e për të mbjellë, kur a jo ka aq lagështi, sa plisat thërrmohen lehtë; koha e lë-rimit dhe e mbjelljeve; vlaga e tokës; afsh. *Shtazani i grurit. Ka ardhur toka në shtazan. Ka shtazan toka. I doli shtazani tokës.*
SHTAZARAK,~E *mb.* 1. I egër, mizor, i pamë-shirshëm, çnjerëzor. *Krim shtazarak. Rrahje shtaza-rake. Urrejtje shtazarake. Në mënyrë shtazarake.*
*2.* I harbuar, i shfrenuar; që është karakteristik për kafshën. *Epshe Shtazarake.*
SHTAZË,~A. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kafshë. *Shtazët shtëpiake. Shtazët e egra. Shtazët e pyllit. Rronin si shtazë.*
*2. jig. keq., shar.* Njeri i trashë e i pasjellshëm, kafshë; njeri i egër, mizor, i pamëshirshëm. *Shtazë me fytyrë njeriu. Hante si shtazë.*
SHTAZËRI,~A . 1. *përmb.* Tërësia e shtazëve, shtazët, kafshëria. *U largua shtazëria.*
2. edhe *sh.* ~, ~TË *fig. keq.* Të qenët i egër e shtazarak; sjellje e egër, mizore dhe e pamëshirshme, sjellje prej shtazë. *Shtazëria e pushtuesve. Shtazëritë e fashistëve (e racistëve).*
SHTAZËRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTAZËROJ, SHTAZËROHEM. *Shtazërim shpirtëror. Shtazërimi i njerëzve.*
SHTAZËRlSHT *ndajf.* Në mënyrë të egër, mizore e të pamëshirshme, në mënyrë shtazarake. *rrahën (i vranë) shtazërisht.*
SHTAZËROHEM *Metv.* Bëhem si shtazë, humbas arsyen; veproj e sillem shtazërisht, kafshërohem. *I shin shtazëruar fare.*
SHTAZËROjr *kal,* ~OVA, ~UAR. E bëj të
sillet e të veprojë si shtazë, e bëj të humbasë arsyen njerëzore, kafshëroj.
SHTAZËRUAR (i,e) *mb.* Që është bërë si shtazë nga pamja e nga sjellja, që vepron e sillet si shtazë, i kafshëruar. *Bandë e shtazëruar. Me sy të shtazëruar. Me fytyra të shtazëruara.*
SHTAZOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me kafshë t, që u përket kafshëve, i kafshëve; që bën pjesë ndër kafshët; që përfshin kafshët. *Bota shtazore.*2. Që nxirret a që merret nga kafshët, që e ka prej-ardhjen nga kafshët. *Yndyra (ushqime) shtazore. Inde shtazore. Me prejardhje shtazore.*
3. Që është tipik për kafshët, që është si te kafshët. *Instinkte (britma) shtazore. Kushte (jetesë) shtazore. Në gjendje shtazore.*
4. I egër, mizor, shtazarak. *Zakone (sjellje) shtazore. Në m?nyrë shtazore.*
SHTEG,~U *m. sh.* SHTIGJE, SHTlGJET. I. Vend i ngushtë i hapur në një gardh, në një ledh a në një mur, nëpër të cilin mund të kalohet në anën tjetër. *Shteg i ngushtë. Hap një shteg. Gjeti një shteg dhe doli. Kaloi nëpër shteg. Mbyll (zë) shtegun.*
2. Udhë e ngushtë këmbësore në mal a në pyll për njerazit e për kafshët; udhë e ngushtë, e vështirë dhe zakonisht jo shumë e rrahur ose e panjohur, nëpër të cilën depërtojmë ose arrijmë diku; vend i ngushtë në rrugët e kalimit të kafshëve të egra, i për-shtatshëm për të zënë pritë. *Shteg i ngushtë. Shtigje malore. Shteg i parrahur. Nëpër shtigjet partizane. Shteg kalimi. Shtigjeve të luftës. Shteg pa krye. 1 doli (i erdhi) gjahu në shteg. Ruaj shtegun. E priti në shteg. I njeh të gjitha shtigjet. I zunë shtigjet nga mund të kalonte armiku.*
3. *fig.* Rrugë e vështirë dhe zakonisht e panjohur për të arritur një qëllim; mënyrë e stërholluar për të dale nga një gjendje e vështirë a e padëshirueshme ose për të zgjidhur një çështje të ngatërruar; rrugë-dalje. *vetmi shteg. Pa shteg* pa rrugëdalje. *Shtegu i shpëtimit. Çajmë shtigje të reja. Ecim nëpër shtigje të panjohura. E gjeti në shteg. E nxori (e qiti) në shteg* e ndihmoi për të gjetur rrugën e daljes a të zgjidhjes.
4. *fig.* Pike e dobët ku mund të goditet me me Feh-tësi kundërshtari; vend a rast i volitshëm që ^ kër-kojmë dhe e gjejmë vetë a na del përpara; shtrungë. *la gjeti shtegun. I erdhi (i doli, i ra) në shteg. E zuri (e kapi) në shteg.*
5. Vija e drejtë që formohet kur i krehim flokët duke i ndarë në mes a në anë, shtegth; pjesa e ballit midis vetullave. *Shtegu i flokëve. Shtegu i ballit. Vija e shtegut.*
6. *krahin.* Udhë, udhëtim, rrugë. *Bëj shteg* bëj rrugë. *Një shteg shkonte ai, një shteg i vëllai. Kush ka shteg, s'ka mot të lig. fj. u.* kush ka rrugë për të bërë, nuk pyet për mot të keq; ai që synon të arrijë pa tjetër një qëllim, nuk do t'ia dijë për vështirësitë.
7. *krahin.* Here, radhë; vakt. *Shtegu i mbramë* hera e fundit. *Atë shteg shkoi ai në mulli. Hante një pule në shteg. Atij shtegu e lane me aq. Kur vjen shtegu.*
Shteg me shteg rrugë e pa rrugë. I bëri shteg *dik ujt* i hapi rrugën a portën dikujt, nuk e pengoi. Ma pruri (fjalën) në shteg me dha rast vetë që t'ia them. la di (mirë) shtegun (shtigjet) ia di anën, e di si ka nisur, si është zhvilluar e si mund të bëhet a të zgjidhet (për një punë a një çështje). Çaj shtigjet (rrugën, udhën) *shih te* ÇAJ. Hap shteg (shtegun) për *diç k a shih te* HAP. I hap shtegun *dikujt*

*shih te* HAP. Lë shteg për *di çk a* (i lë shteg *d i ç k aj e )* *shih te* LË. I mbyll shtegun (derën, portën, rrugën) *dikujt a diçkaj e shih te* MBYLL. I pres shtegun (rrugën, udhën) *diçkaje shih te* PRES i. 1 doli (i erdhi) lepuri në shteg i shkoi mirë puna, i eci mbarë diçka, i erdhi fati përpara. I qeshi shtegu i ballit i shkëlqeu fytyra nga gëzimi. Qe gardh e u be shteg *shih te* GARDH, ~I. për cdo shteg (për çdo derë) ka një lesë *shih te*
LESË,~A i. Thur livadhin e lë shtegun hapur *shih te* THUR.
SHTEGDALJE,~A . *sh.* ~, ~ET. 1. Shteg për të kaluar më tej në një vend të vështirë a të panjohur ose për të dale nga një vend i rrethuar, rrugëdalje, shteg. *Shtegdalje e vështirë. I mbeti vetëm një shteg -dalje.*
2. *fig.* *shih* SHTEG,~U 3. *E gjeti shtegdaljen. Nuk ka shtegdalje. Duhet të ketë një shtegdalje.*
SHTEGËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që zë shtegun për gjah.
SHTEGTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Ai që merr një rrugë të gjatë, ai që shkon, zakonisht me këmbë a me kafshë, nga një vend në një tjetër; ai që është gjithnjë në udhëtim. *priti shtegtarët me bujari. Jetë shtegtari.*
2. *vjet.* Tregtar i vogël shëtitës, matrapaz që shiste ose shkëmbente plaçka a mallra të ndryshme.
SHTEGTAR,~E *mb.* 1. Që nuk ka një vend-banim të përhershëm, që nuk është i ngulur në një vend, që shtegton gjithnjë nga një vend në një tjetër; që nuk qëndron gjithnjë në një vend, po shkon nga një vend në një tjetër (zakonisht me këmbë a me kafshë); që është gjithnjë në udhëtim. *Fise shtegtare. Jetë shtegtare. Barinj shtegtare. Blegtori shtegtare. Za-natçinj shtegtare. Mjek shtegtar. Poet shtegtar.*
2. Që largohen në vjeshtë për të shkuar në vende të ngrohta dhe kthehen përsëri në pranverë (për shpen-dët). *Shpendët (zogjtë) shtegtare.*
SHTEGTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* 3HTEGTAR,~I.
2. *vet. nj.* Dhembje në trup që nuk e ndiejmë gjithnjë në një vend, po here këtu, here atje.
SHTEGTARI,~A . 1. *përmb.* Tërësia e shtegtarëve që bëjnë një rrugë së bashku, shtegtarët. 2. Shtegtim. *U nis për shtegtari.* SHTEGTI,~A . Shtegtim; shtegtari.
SHTEGTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes SHTEGTOJ. *Shtegtime të gjata (stinore). Shtegtimi pranveror (veror). Shtegtimi i dhenve (ibletëve). Shtegtimi idallëndysheve (i peshqve). Shtegtime fisesh (familjesh). Koha e shtegtimit. Rru-gëve të shtegtimit. Gjatë shtegtimit të bagëtive.*
SHTEGTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj udhë të gjatë, zakonisht me këmbë a me kafshë; udhëtoj në vende të huaja. *Ka shtegtuar shumë.*
2. Shkoj vazhdimisht nga një vend në një vend tjetër, duke marrë me vete gjithë ç'kam, bëj jetë en-dacake. *Shtegtonin vazhdimisht.*
3. Shkoj nga një vend në një vend tjetër për punë a për një qëllim të caktuar; shkoj nga kullotat verore në kullota dimërore e anasjelltas (për bagëtitë dhe barinjtë e tyre). *Shtegtojnë larg. Shtegtonin me ko-petë e tyre. Shtegtojnë qytezat së bashku me vullne-tarët.*
4. *vet. veta III.* Largohet në vjeshtë për të shkuar në vende të ngrohta dhe kthehet përsëri në pranverë (për shpendët). *Shtegtuan dallëndyshet (lejlekët).*
5. *kal.* E shpie nga një vend në një vend tjetër për kullotë të mirë (për bagëtitë a për bletët). *shtegtojnë bagëtitë (bletët).*•- I shtegton mendja *dikujt* i shkon mendja, i bredh mendja.
SHTEGTUES,~E *mb.* Shtegtar. *Popullsi shtegtuese. Peshq (shpendë) shtegtues.*
SHTEGTH,~I *m.* Shtegu i flokëve. *Ia prishi erd shtegthin.*
SHTEHËZIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të j foljeve SHTEHËZOJ, SHTEHËZOHET.
SHTEHËZOHET *tek. Pës. e* SHTEHËZOJ.
SHTEHËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* la rrum-bullakos e ia lëmoj diçkaje anët a buzët e mprehta, majën e mprehtë ose një të dale, i heq tehun.
SHTEMËT (i,e) *mb.* Shurdhmemec; i pagojë, i heshtur (edhe *fig.). Ishte i shtemët. Fshati dukej i shtemët.*
SHTEMËT *ndajf.* Pa zë, në heshtje; shurdh. *Rrinte shtemët. Mbeti shtëpia shtemët.*
SjHTENDOS *kal,* ~A, ~UR. 1. Liroj diçka të tërhequr fort, lëshoj diçka të tendosur; *kund.* tendos. *Sht?ndos telin (litarin).*
2I *fig.* Çliroj nga tendos ja, e kthej në gjendjen c zakpnshme; *kund.* tendos. *Shtendos nervat.*
SHTENDOSEM *vetv. 1. vet. veta III.* Çlirohet nga tendosja, shkon në gjendjen e saj të zakonshme; *kund.* tendoset. *U shtendos susta. Iu shtendosën ve-tullat (musku)t).*
2. *fig.* Çlirohem nga një tendosje mendore a shpir-tërore, kthehem në gjendjen e zakonshme; *kund.* tendosem.
3. *Pës. e* SHTENDOS.
SHTENDOS JE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHTENDOS, SHTENDOSEM. *Shtendosja e muskujve (e nervave).*
SHTENDOSUR (i,e) *mb. 1.* I lëshuar, i lirshëm, i lire (për diçka që ka qenë e tërhequr fort a e tendosur). *Tela të shtendosur.*
2- *fig.* Që është çliruar nga një tendosje mendore a shpirtërore, që është kthyer në gjendjen e zakonshme. *Me nerva të shtendosur.*
SHTER *jokal.,* ~A, ~UR. 1. *vet. veta III.* Pakësohet shumë a mbarohet fare (uji i një rrjedhe a i nje pusi etj.); thahet. *Shteri lumi (përroi, pusi). Shteri uji. Qau sa i shterën lotët* qau shumë sa iu sosën lotëti *Nuk shteret deti me luge. fj. u.*
2.! edhe *kal.* Bëj që ta pakësojë shumë a ta presë Fare ^umështin; *vet veta III* i pakësohet a i ikën fare qumështi; e pakëson shumë a e pret qumështin. *shteri qumështi. Shterën dhitë. Dhentë e shterën qumështin. E shteri lopën se s'di ta mjelë.*
3. jedhe *kal.* E vë të ziejë edhe me që t'i pakësohet lëngii; *vet. veta HI* avullohet lëngu, e pi lëngun duke zier. *\Shteri gjella në zjarr. Shtere dhe ca, se ka shumë lëngh*
4. *yet. veta III fig.* Mbaron, s'mbetet fare, humbet krejt, merr fund. *Po i shier drita e syrit. I kanë shterur sytë. Nuk i shter kurrë gëzimi (besimi). Nuk u shterin forcat (fuqitë). Shteri dashuria e tyre.*
*5.* edhe *kal. fig. shih* SHTEROJ4,5.
6. *kal. fig.* Ia merr të gjitha fuqitë, e shkreh, e rras-kapit. *E shteri puna e tepërt. Ia shteri fuqitë sëmundja.*
•*k* I ka shterur mendja *përb.* i kanë rrjedhur trutë. I kanë shterur (i kanë rrjedhur) trutë *përb. shih te* RRJEDH.
SHTERET *vetv. 1.* I pakësohet shumë a i mbarohet uji, thahet; mbaron, soset. *U shterën lurnenjtë (puset, krojet).*

*Iu shterën lotët nga të qarët* iu sosën lotët. *Nuk shterej rakia atje.*
*Z-* I avullohet lëngu, e pi lëngun duke zier (për gjellën a për ushqime të tjera që përgatiten duke i zier). *U shter në zjarr.*
3. *fig.* Dobësohet shumë, ikën, humbet, soset, merr fund (për një ndjenjë, një aftësi të njeriut etj.). *Iu shter zëri. Po i shtereshin fuqitë. Nuk i shterej gëzimi.*
4. *Pës. e* SHTER.
SHTERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Enë guri e madhe për të shtypur kafe, guri i kafesë; shtypës, havan për kripë etj. *Rrah në shterë.*
SHTERIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHTEROJ, SHTEROHET. *Shterim i plotë. Shterim mendor. Shterimi i burimeve ekono-mike. Është në shterim e sipër.*
SHTERJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHTER, SHTERET. *Shterja e krojeVe (e burimeve).*
SHTEROHET *vetv.* 1. *shih* SHTERET i_3. *Iu shterua gjiri (qumështi). Iu shteruan lotët.*
2. *Pës. e* SHTEROJ. *Tema (çështja) nuk ishte shteruar.*
SHTEROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. *I. shih* SHTER i_4. *Shteruan krojet (puset, përrenjtë). I ka shteruar qumështi (gjiri). Qau sa i shteruan lotët. Shte-ron gjella (duke zier). Nuk u shteronin fuqitë. I shteruan fjalët. Shteroi biseda.*
2. *vet. veta III.* Pakësohet shumë; mbaron, soset. *Shteruan rezervat (pasuritë).*
3. *kal. fig.* E çoj deri në fund, e zgjidh përfundimisht pa lënë gjë të patrajtuar a të pasqaruar; e trajtoj nga të gjitha anët dhe në thellësi. *Shteroj një temë shkencore. Shteroj një çështje (një problem).*
*4. kal. fig.* E përdor tërësisht, e shfrytëzoj deri në fund. *shteroi të gjitha burimet (mundësitë).*
5. *fig.* Humbas aftësitë krijuese (për një shkrimtar a artist). *Kishte shteruar fare.*
*6. kal. fig. shih* SHTER.
SHTERP,~Ë *mb. 1. vet. f.* Që nuk pjell fare ose që nuk është mbarsur një vit (për femrat e rritura të disa kafshëve shtëpiake si delja, dhia, lopa etj.). *Dele (dhi, lopë) shterpë.*
2. *vet. f. bised.* Që nuk lind fëmijë. *Grua shterpë. Mbeti shterpë.*
3. Që nuk lidh fare (për lulet); që nuk ka lidhur kalli (zakonisht për misrin). *Lule shterpë. Ajo tokë e lë shterpë bimën.*
4. Që nuk prodhon; i varfër; që nuk jep me, që ka shteruar; që nuk perm ban minerale të dobishme. *Tokë shterpë. Ara shterpa. Pus (nafte) shterp. Shkëmb shterp. min.*
*5.* edhe ~, ~E *fig.* Që nuk jep fryt, që nuk krijon ndonjë gjë të re, që nuk sjell ndonjë dobi, i varfër; *kund.* pjeUor; i frytshëm. *Jetë shterpë. Bisedime shterpë. Teori (fantazi). shterpë.*6. *si em.* ~Ë, ~A . *sh.* ~A, ~AT. Bagëti (dele, dhi, lopë etj.) që nuk pjell fare ose nuk është barrsë një vit. *Shterpë e majme. Kullot shterpat. Ndaj shterpat nga pëllatë. Theri një shterpë,*
*k* I doli shterpë (huq) *shih te* DAL. Kërkon qumësht nga delja shterpë (nga cjapi) *shih te* QUMËSHT,~I.
SHTERPAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Peshk femër që nuk ka vezë.
SHTERPAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bari që ruan delet shterpa.
SHTERPËRI,~A . 1. *përmb.* Bagëtitë shterpa (za-konisht për dhentë e dhitë). për *mish kishin shterpë-rinë. Shterpërinë e ndanë \'eç.*
*2.* Të qenët shterpë, shterpësi.
SHTERPËRIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes SHTERPËROJ. *Shterpërimi i gjësë së gjallë. 2. përmb. krahin. shih* SHTERPËRI,~A i.
SHTERPËROJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. 1. *vet. veto III.* Mbetet shterpë, nuk pjell me (për gjënë e gjallë). *Po shterpëronte bagëtia.*
*2. kal.* la ul pjellorinë, e varfëroj, e bëj shterpë, e shterpëzoj. *Uji i kripur i kënetës i ka shterpëruar tokat.*
SHTERPËSl,~A . 1. Të qenët shterpë, paaftësia e një kafshe për të pjellë ose e një qenieje tjetër për t'u riprodhuar; paaftësia e gruas për të mbetur shtat-zënë; paaftësia e disa luleve për të lidhur fare. *Shter-pësia te lopët. Shterpësia e gruas. Shterpësia e lules. Përqindja e shterpësisë.*
2. Paaftësia për të prodhuar, varfëri; *kund.* pjellori. *Shterpësia e tokës.*
3. *fig.* Mungesa e aftësisë krijuese, varfëri e men-dimit a e krijimtarisë; të qenët i pafrytshëm e i pa-dobishëm. *Shterpësi shpirtërore. Shterpësi letrare. Shterpësi mendimi (fantazie). Shterpësia e jetës së tij.*
SHTERPËT (i,e) *mb.* Shterp. *Jetë e shterpët. Mun-dim i shterpët.*
SHTERPËZIM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTERPËZOJ, SHTERPËZOHEM. *Shter-pëzimi i tokës.*
SHTERPËZOHET *vetv.* 1. Humbet pjellorinë; varfërohet, bçhet shterp. *Ishte shterpëzuar toka.*
*2. fig.* Humbet aftësinë krijuese, nuk është në gjen-dje të krijojë ndonjë gjë të re, shteron. *Kush nuk meson, shterpëzohet.*
3. *Pës. e* SHTERPËZOJ.
SHTERPËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I heq
një njeriu, një kafshe a një qenieje tjetër të gjallë aftësinë e riprodhimit, e bëj shterp, sterilizoj. 2. *shih* SHTERPËROJ 2. *Shterpëzon token.*
SHTERPËZCAR (i,e) *mb.* Që ka humbur pjellorinë, që është varfëruar, që është bërë shterpë. *Toka të shterpëzuara.*
SHTERPIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes SHTEfcPON. 2. *përmb. krahin. shih* SHTERPËRI,~A i.
SHTERPON *jokal.,* ~OI, ~CAR. 1. Mbetet shterpë, nuk pjell me, shterpëron (për gjënë e gjallë). *Shterpuan dhentë.*
*2.* Shter, shteron, thahet (për burimet e ujit etj.).
3. E pakëson ose e pret fare qumështin, shter (për bagëtinë). *Shterpoi lopa.*
SHTERPOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dash a cjap dy deri tre vjeç.
SHTERPORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Dele
a dhi dy deri tre vjeçe.
2. Dele a dhi që nuk pjell a që nuk mbarset atë vit, shterpë.
3. Kasolle ku zakonisht mbajnë shterpat kur i veçojnë nga pëllatë.
SHTERUAR (i,e) *mb.* 1. I shterur.
2. *fig.* Që është çuar deri në fund, që është zgjidhur përfundimisht pa mbetur gjë e patrajtuar a e pa-sqaruar;

që është trajtuar nga të gjitha anët dhe në thellësi. *Çështje (temë) e shteruar.*

SHTERUES,~E *mb. libr.* Që e çon deri në fund, që e zgjidh përfundimisht pa lënë gjë të patrajtuar a të pasqaruar; që e trajton nga të gjitha anët dhe në thellësi; që përmbledh e përfshin gjithçka për një çështje a për një fushë, që nuk lë gjë jashtë; i plotë. *Studim shterues. Mbledhja shteruese e emrave të t)en-deve. Në mënyrë shteruese.*

SHTERUESHËM *ndajf. libr.* Në mënyrë shteruese. *E trajtoi (e gjurmoi) shterueshëm.*

SHTERUR (i,e) *mb.* Që i është pakësuar shuraë a i është tharë krejt uji. *Kroje (burime, puse) të shte-rura. Lumë (përrua) i shterur.*

SHTESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shiim. *Kafshe për shtesë. Marr (mbaj) për shtesë.*

*2.* Pjesë që i shtohet diçkaje dhe e rrit a e plotëson sipërfaqen, vëllimin a sasinë e saj (pjesa që i shtohet një ndërtese, një veshjeje për ta zgjatur a për ta zgje-ruar, një sasie sendesh, një shume të hollash, një numri njerëzish etj.); zmadhim, zgjerim, rritje. *Shtesë e re (e madhe, e vogël, e rëndësishme). Shtesa na-tyrore e popullsisë. Shtesa mujore në peshë. Shtesa vjetore e prodhimit. Shtesë plani. Shtesa e gjësë së gjallë (e dhenve, e gjedhit). Shtesë fondesh. Shtesë rroge (mbi pagën). Shtesë për vjetërsi në punë. Shtesë në mëngë (në sqetulla). Shtesë në numrin e nxënësve. I bëri një shtesë shtëpisë. Bëj shtesa në një artikull (në një tekst, në një program). Fund (pantallona) me shtesë.*

3. *sport.* Koha që i shtohet kohës së rregullt në një ndeshje futbolli a basketbolli, kur përfundimi është i barabartë dhe duhet përcaktuar patjetër një skuadër fituese. *Shtesa e parë (e dylë). Shtesa e lojës. Koha shtesë.*

SHTESOR,~E *mb. gjuh.* Numëror shtesor: numëror themelor i pëmgjitur a i pathjeshtë, kuptimi tërësor i të cilit del nga mbledhja e numërorëve të thjeshtë që e përbëjnë (p.sh. njëmbëdhjetë = një + dhjetë, dymbëdhjetë, trembëdhjetë etj.; njëzet e një = njczet f + një, njëzet e dy, njëzet e tre etj.).

SHTET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Organizatë politike e klasës sunduese të një vendi, e cila ka për qëllim të mbrojë interesat e kësaj klase dhe rendin ekzistues, nga klasat e forcat kundërshtare brenda vendit dhe nga armiqtë e jashtëm. *Shtet socialist. Shtet borgjez (ka-pitalist, feudal, feudalo-borgjez, skllavopronar). Shtet i klasës punëtore. Shteti i diktaturës së proletariatit.Kryetari i shtetit. Burrë shteti. Banka e shtetit. Pasuri e shtetit. Dyqanet e shtetit. Plani i shtetit. Shuarja e shtetit.*

2. Vend! që ka një organizatë të tillë. *Shteti shqiptar. Shtet i lire (i pavarur, i fuqishëm). Shtet federativ. Shtet asnjanës (ndërluftues). Shtet policor (fashist). Shtetet e më'dha (të vogla). Shtetet e Ballkanit. Flamuri i shtetit.*

3. Njësi territoriale-administrative me vetëqeverisje të brendshme në disa vende borgjeze me organizim federativ. *Shteti Nevada (në SHBA). Shteti Kerala (nelndi).*

4. *vjet.* Gjendje. *Shtet rrethimi. Shtet lufte.*

•*k* Grusht shteti *shih te* GRUSHT,~I. Kundër-grujsht shteti *shih te* KUNDËRGRUSHT,~I. Provi-met e shtetit provimet përfundimtare që jepen në mba-rim[ të një shkolle të lartë për të marrë diplomën për-katëse.

SHTETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Burrë shteti. *Shiëtar i shquar.*

SHTETAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Pjesëtar i popull-sisë; së përhershme të një shteti, i cili gëzon të gjitha të drejtat civile e politike dhe përmbush të gjitha detyrat që i takojnë sipas ligjeve të këtij shteti. *Shtetas shqiptar. Shtetas i huaj. Shtetas i Republikës Popullore Socfaliste të Shqipërisë. Të drejtat dhe detyrat e shte-tasve.*

SHTETËROR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me shtetin, që i përket shtetit, i shtetit. *Organizimi shtetëror. Adtiinistrata (organet) shtetërore. Aparati shtetëror. Pushteti shtetëror. Prone shtetërore. Kufiri shtetëror. Sektori shtetëror i ekonomisë. Ndërmarrje shtetërore. Insktuti shtetëror i arkave të kursitiiit dhe sigurimeve. Hua shtetërore. Disiplina shtetërore. Sekret shtetëror.* ATë *rrugë shtetërore.*

*1.* Që ushtrohet a që bëhet nga shteti; që vendoset nga shteti. *Tregti shtetërore. Kontroll shtetëror. Çntime shtetërore.*

Kapitalizëm shtetëror *shih te* KA-PITALIZËM,~MI.

SHTETËSl,~A . *sh.* ~, ~TË. Të qenët shtetas i një vendi, gjendja e atij që është shtetas i një shteti të caktuar. *Ka shtetësinë shqiptare. Mori (la) shtetë-sinë: Iu dha (iu hoq) shtetësia. Humbje (heqje) shte-tësië. Është pa shtetësi.*

SHTETËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTETËZOJ, SHTETËZO-HET. *Shtetëzim socialist. Shtetëzim kapitalist. Shte-tëzitni i industrisë së madhe (i hekurudhave). Shtetë-zim{ i shoqeriiie të huaja. Shtetëzim pa shpër-blim.*

SHTETËZOHET. *Pës. e* SHTSTËZOJ. *V shte-tëzuan bankat (minierat, uzinat).*

SHTETËZOJ *kal.,* ~OVA, ~-UAR. Bëj prone të shtetit një prone private. *Shtetëzuan minierat (fa-brikat, bankat, token). Shtetëzoi tranoportin hekurudhor (ajrOr, detar).*

SHTETËZUAR (i,e) *mb.* Që është bërë prone e shtetit. *Tokë e shtetëzuar. Shtëpi e shtetëzuar.*

SHTETMADH,~E *mb.* Që synon të sundojë, të shtypë e të urdhërojë popujt e tjerë më të vegjël (per shtetet e mëdha kapitaliste e revizioniste). *Shovinizëtn shtetmadh. Politike shtetmadhe.*

SHTETRRETHIM,~I *m.* Pezullimi i ligjeve civile në një vend dhe zëvendësimi i tyre me një re-gjim të rreptë ushtarak për të shtypur qëndresën e masave popullore (në rrethana politike të jashtë-zakonshme). *Gjendja e shtetrrethimit. Shpallën shtet-rrethimin.*

SHTËLLIJ *kal.,* ~VA, ~RË. Shtëllit.

SHTËLLlT (SHTËLLIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Ndej, hap, shtrij. *Shtëllit pëlhurën.*

*1.* Shpleks flokët; çmbështjell; shthur. *Shtëllit flokët. Shtëllit telin.*

3. Lënur, kreh leshin; çmbështjell, lëshoj fijet para se t'i end. *Shtëllit lesh. Shtëllit fijet.*

4. *fig.* Shpërndaj andej-këtej. *shtëlliti vapa (shiu) njerëzit.*

5. *fig.* Shtjelloj; zhvilloj.

SHTËLLlTEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Shpërndahet andej-këtej; ngrihet lart si shtëllungë që çmbështillet (për tymin).

2. Shtrihem sa gjatë gjerë, ndehem. *U shtëllit në bar (në dyshek).*

3. *vet. vet a HI fig.* Shtjellohet; zhvillohet. *Biseda u shtëllit për kohën e luftës.*

*4. Pës. e* SHTËIXIT.
SHTËLLITJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTËLLIT, SHTËLLITEM. *Shtëllitja e mëndafshit.*
SHTËLLOHEM *vetv.* 1. *arb.* Vërsulem. 2. *Pës. e* SHTËLLOJ.
SHTËLLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. *arb.* Hedh, flak, vërvit. *Shtëlioi mollën.* 2. Lënur lesh, shtëllit.
SHTËLLUNGA-SHTËLLUNGA *ndajf.* Si shtë-llunga, në trajtë shtëllungash. *Tymi ngrihej shtëllunga-shtëllunga.*
SHTËLLUNGET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Ngrihet lart shtëllunga-shtëllunga.
SHTËLLUNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Tufë e madhe leshi, liri etj., e larë, e krehur dhe e mbështje-llë si tumbë, që vihet në furkë për ta tjerrë. *Një shtëllungë lesh. E bëri leshin shtëllungë.*
*2.* Pambuk i krehur e i mbështjellë si cilindër për ta bërë fitil (në fabrikat e pëlhurave). *Makina (punë-torja) e shtëllungës.*
3. Grumbull tymi, avulli a pluhuri, që ngrihet në ajër dhe që i ngjan një tumbe të madhe leshi të krehur. *Shtëllunga tymi (avulli). Shtëllungat e reve. Shtëllungë pluhuri.*
SHTËLLUNGOR,~E *mb.* I mbledhur si shtë-ililngë, grumbullor (zakonisht për retë). *Re shtëllun-gore.*
SHTËNË,~A (e). *sh.* ~A, ~AT (të). Shkrehja e një arme zjarri, zbrazje arme; fluturimi i plumbit a i predhës nga gryka e një arme zjarri nën shtytjen e forces së gazeve; zhurma që shoqëron shkrehjen e një arme; fluturimi i shigjetës nga liarku; e qëlluar. *Të shtëna të shpejta (të rralla). Të shtëna armësh (mi-tralozi, mortaje). Tetë të shtëna me top (me kobure). Një të shtënë pushke (shigjete) larg, Dëgjoheshin ca të shtëna. E vrau me një të shtënë. Të zhdukim shenjën më të shtënën e pare!*
Me një të snteaë (ae një gur) wet dy zogj *shih te* GUR,~I.
SHTËNË (i,e) i mi. Që i pclqen dikush a diçka, që e do a që e ka qejf shumë, i dhënë *(me një emër të paraprirë nga parafjala* "pM"J. *shtënë pas punës. I shtënë pas gjahut (pas muzikës, pas sport it, pas ma-tematikës). I shtënë pas parave (pas rakisë). Është shumë* i *shtënë pas fëmijëve (pas së shoqes).*
SHTËNË (i,e) ii *mb.* I shtirë. *Gëzim i shtënë. Mirë-sjellje e shtënë.*
SHTËNË (i,e) in *mb.* Shtijak. *Kec i shtënë.*
SHTËNG,~U *m.* 1. Diçka e ngjeshur dhe e forte, e bërë si gur, që nuk thyhet a nuk çahet lehtë (për token, bukën etj.). *Shkrep e shtëng.*
*2. përd. mb.* Shumë i ngjeshur dhe i forte (për token, bukën etj.). *Ishte bërë toka (buka) shtëng.*
3. *përd. ndajf.* Si lëmsh i forte. *mbeti shtëng në grykë.*
SHTËNGËR (i,e) *mb. krahin.* I vëngër.
SHTËNIE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jes SHTIE. *Shtënie armësh.*
SHTËNOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. Përtoj t'ia hyj një pune, nuk kam ëndje për të bërë një punë, punoj me gjysmë zemre. *Shtënonte të merrte shatin në dorë.*
SHTËPI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Ndërtesë për të banuar (zakonisht për një familje a për familje të një gjaku); banesë; apartament ku banon një familje. *Shtëpi e rnadhe (përdhese, dykatëshe, elbasançe). Shtëpia jonë. Shtëpi fshati. Shtëpi me gurë (me tulla, me qerpiç). Shtëpi me dy (tre) kate. Shtëpi me avlli. Shtëpi me qira. Një shtëpi këtu, një atje. Oborri (kopshti) i shtëpisë. Bukë (gjellë) shtëpie. Punët e shtëpisë. I zoti i shtëpisë. Detyra shtëpie* detyra që nxënësi i bën në shtëpi. *Ka shtëpi të mirë. Mori shtëpi të re. Ndërtoi (bëri, bleu) një shtëpi. E shiti shtëpinë. Fshij (pastroj, lyej, laj, shtroj, zbukuroj, qeveris) shtëpinë. E mban shtëpinë mirë. Nuk mblidhej në shtëpi. Nuk del nga shtëpia. Pa shtëpi, pa katandi. Shkoi (u mbyll, rrinte) në shtëpi. Ku e ka shtëpinë? Eja nga shtëpia! Rri si në shtëpinë tënde! E tnbushi shtëpinë plot më të mira. Shtëpinë shite, shokun mbaje! fj. u.*
2. Pjesëtarçt e një familjeje që jetojnë së bashku në një shtëpi, familje; defë; familja e vështruar nga ana e kushteve dhe e nevojave të jetesës. *Shtëpi e dëgjuar (e vjetër, e madhe, mikpritëse). Shtëpi ko-munistësh (patriotësh, heronjsh, trimash). Shtëpi pushke. Njerëzit e shtëpisë. Njeri i shtëpisë* njeri që na vjen dendur në shtëpi dhe që e ndiejmë si të afërt. *Zonjë shtëpie. Mjeku i shtëpisë. Shtylla e shtëpisë. Ka qenë shtëpi e pare. Është nga shtëpi e mirë. Jemi një shtëpi (të një shtëpie). Hapi (çeli) shtëpi të re (me vete)* krijoi familje të re e banon veçan. Si *i ka nga shtëpia? Ngriti shtëpinë me këmbë. Fshat me dyqind shtëpi. U shpërngulën njëzet shtëpi. Njeri me shtëpi. Shtëpi pa fjalë* familje pa grind je e mosmarrëveshje. *Djalë (vajzë, nuse) për shtëpi.' Ai e mban shtëpinë. Shtiu zjarrin në shtëpi* shtiu sherrin në familje. *U bënë (një) shtëpi* lidhën krushqi e krijuar. lidhje familjare të
ngushta. *Ishin një shtëpi, po u bënë dy zjarre. I ra shtëpia mbi kokë* i duhej të përballontë vetë shpenzimet për jetesën c familjes, mbeti zot shtëpie. *Sishte për shtëpi. Nuk mbahet shtëpia me miell hua. fj. u.*
3. *bised.* Ndërtesë. *Shtëpi e bukur. Shtëpi banimi. Shtëpia e Partisë* ndërtesa ku u themelua Partia Ko-muniste Shqiptare.
4. Dhomë. *Shtëpia e zjarrit (e bukës).*
5. *fig. bised.* Atdheu, vatra. *Na kishte shkelur i huaji në shtëpi.*
6. Institucion shtetëror, i ngritur për të përmbushur nevoja të ndryshme kulturore, arsimore, edukuese, shëndetësore etj. të masave punonjëse; ndërtesa e një institucioni të tillë. *Shtëpitë botuese. Shtëpi kul-ture. Shtëpi pushimi. Shtëpia e lindjes. Shtëpia e fë-mijës* institucion edukues ku jetojnë e rriten fëmijët pa prindër. *Shtëpia e pionierit. Shtëpia e foshnjës* institucion shtetëror ku rriten dhe edukohen fëmijët e vegjël për të cilët nuk mund të kujdesen prindërit a të afërmit e tjerë të tyre. *Shtëpia e pleqve. Sht?pia e mësuesit. Shtëpi pritjeje. Shtëpia e arsimit shëndetësor. Shtëpia e oficerëve. Shtëpia Qendrore e Ushtrisë Po-pullore.*
7. Sipërmarrje a firmë tregtare kapitaliste.
8. *hist.* Dinasti, familje, derë. *Shtëpia e Habsbur-gëve.*
9. *bised.* Vendi ku hyn bishti në vegla të ndryshnie; vendi ku vihet guri në unazë; fole. *Shtëpia e sëpatës (e kazmës, e kosës). Shtëpia e unazës. Nuk e nxë bishtin shtëpia.*
• la ferrosi shtëpinë (derën) *dikujt shih te* FE-
RROS. Na e harroi shtëpinë (derën) *shih te* DE-
RË,~A. E mbylli shtëpinë (derën) *shih te* MBYLL. Iu
mbyll shtëpia (dera) *shih te* MBYLLEM. Ora e shtëpisë
*euf. shih tek* ORË,~A n. Pa plëng e pa shtëpi *shih te*
PLËNG,~U i. Me shtëpi e bagëti më të gjitha, me
laçkë e me piaçkë. Shtëpi publike *shih te* PUBLJK,
~E i. Shtëpi pa qira *thjeshtligj. shih te* QIRA,~JA.
E zuri shtëpia (tavani) *shih te* ZË. I bëj rrëke shtëpisë
state *shih te* RRËKE,~JA. Iu be shtëpia hithërishtë

*shih te* HITHËRISHTË,~A. U be (ishte) shtëpi me themel *shih te* THEMEL,~I. Sikur me ra shtëpia (catia, qielli, tavani) mbi kokë *shih te* BIE i. S'i këndon me gjdi në shtëpi *shih te* GJEL,~I. I vuri ferrën shtëpisë (derës) nuk la njeri pas, u shkretua, e mbylli shtëpinë. I vuri kycin (drynin, çelësin) shtëpisë *shih te* KYÇ,~I. I vuri (i hodhi) rezen shtëpisë (derës) *shih te* REZE,~JA. Iu vu ruba (një shtëpie) *shih te* RUBË, ~A. I Zëntë shtëpia (oborri) bar! *mallk. shih te* BAR, ~I i. Bën shtëpi në mes të udhës *shih tek* UDHË,~A. Iu be shtëpia rrasë (e gjallë) *shih te* RRASË,~A. Nuk e di se ku rri me shtëpi s'di asgjë për të, nuk ka haber fare. la di sa luge ka në shtëpi *dikujt shih te* LUGË,~A. Po i hape derën, të rrëmben shtëpinë *shih te* DERË,~A. Hyn e del si në shtëpinë e vet hyn e del a vepron lirisht, s'pyet asnjeri. Prish shtëpi e bën kasolle prish diçka shumë të vlefshme për të bërë diçka të parëndësishme, prish bucela e bën kënaçe. Hesapi i shtëpisë nuk del në pazar *fj. u. shih te* HESAP,~I. I zoti e di ku i pikon shtëpia (catia) . *u. shih te* ZOTI (i). Në shtëpinë e të varurit nuk e zënë në gojë litarin *fj.u. shih te* VARUR (i,e).

SHTËPIAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* I zoti i shtëpisë, kryefamiljari.

SHTËPIAK,~E *mb.* 1. Që i përket shtëpisë, i shtë-pise; që përdoret në shtëpi. *Punëi shtëpiake. Ekonomia shtëpiake* lëndë mësimore, nëpermjet së cilës nxënësit mësojnë punët e shtëpisë (të gatuajnë, të qepin, të thurin etj.). *Orendi shtëpiake. Artikuj shtëpiake.*

*2.* Që bëhet në shtëpi; që punon në shtëpi. *Zejtaria shtëpiake. Zejtar shtëpiak. Industri shtëpiake. ek.* përpunimi në shtëpi (kundrejt një pagese me cope) i lëndëve të para që u shpërndan zejtarëve një sipër-marrës, si një forme prodhimi e periudhës së ma-nifakturës në kapitalizëm.

3. Që rritet a mbahet pranë shtëpisë, që nuk është i egër (për kafshët e shpendët). *Kafshë shtëpiake. Shpendë shtëpiake.*

4. Që kujdeset shumë për punët e shtëpisë e të fa-miljes, familjar; që i pëlqen ta kalojë kohën e lire në shtëpi. *Njeri (burrë) shtëpiak.*

5. Që nuk është në marrëdhënie pune, por merret vetëm me punët e shtëpisë (për grate). *Grua (vajzë) sktëpiake.*

*6. Përd. em.* sipas kuptimeve 4 e 5 të mbiemrit.

SHTËPIAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grua që mbarështon e qeveris shtëpinë, amvisë. *Shtëpiake e mirë (e zonja). Këshilla për shtëpiaket.*

SHTËPIAKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Shtëpiar. 2. *kryes. sh. vjet.* Banorët. *Shtëpiakësit e qytetit.*

SHTËPIAKËS,~E *mb. shih* SHTËPIAK,~E 4.

SHTËPIAR, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesëtar i fa-miljes, secili nga njerëzit e shtëpisë. *Mblodhi shtëpiarët e iij. Kujdesej për shtëpiarët.*

i^HTËPIAR,~E *mb. shih* SHTËPIAK,~EJ4,5. *Dja-Hn e ka shtëpiar. më parë ka qenë shtëpiare.*

SHTËPIASH *ndajf.* Luaj tëpiash: luaj me fë-mij6 të tjerë, duke ngritur një shtëpi me shkopinj, me gjethe etj. dhe duke u bërë njëri si baba, njëri si nëns, të tjerët si fëmijët e tyre etj.

SHTËPI-MUZE,~A-MUZE. *sh.* ~MUZE, ~TË--MUZE. Shtëpi që Iidhet me ndonjë ngjarje a figure historike, me jetën e ndonjë njeriu të shquar etj. dhe që është kthyer në muze për ta përkujtuar e për ta nderuar. *Shtëpia-muze e Partisë (e Rinisë). Shtëpia-muze e Shpalljes së Pavarësisë. Shtëpia-muze e Qemal Stafës. Shtëpia-muze e Migjenit (e Luigj Gurakuqit).*

SHTËPIPRISHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që prish paratë e pasurinë e familjes së vet dhe e shkatërron këte] ekonomikisht, plëngprishës.

SHTËPIPRISHUR *mb. 1.* Që është shumë i varfër, që s'ka shtëpi as katandi. *Mbetën shtëpiprishur.*

2. Që nuk kujdeset për shtëpinë, po i prish andej-këtej ato që fiton.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Ai ishte shtëpiprishur për vete.*

SHTËPIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shtëpi e vogël. *Një shtëpizë në pyll. Shtëpizë e rrethuar me kopsht.*

SHTËPRESE,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Stanore, b" jëshkatare.

2. Zonjë shtëpie, shtëpiake e mirë, amvisë e mirë. *E ka nusen (çupën) shtëpresë.*

3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Çupë (grua) shtëpresë.*

SHTËRG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. Lejlek. *Ftuturoi dhe shtërgu i fundit.*

SHTËRMEN,~I *m. bot.* Trumzë. *Era e shtërmenit.*

SHTËRPI,~U *m. kryes. sh.* ~NJ, ~NJTË *zoo!,* Zvarranik, rrëshqanor (si gjarpri, zhapiu, hardhuca etj.). *Ikën shtërpinjtë.*

SHTËRZIM,~I *nt. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes SHTËRZOJ. *Shtërzime të forta (të dobëta). Shtërzimet e fundit. I filluan shtër-zimet.*

*2.* Shtrëngime barku të forta (si kur mundohemi të dalim jashtë kur jemi kaps). *Shtërzim barku. I vjen si shtërzim. Ka shtërzim.*

3. *fig. mospërf.* Mundim i madh për të bërë diçka, shtrëngim, përpjekje plot mundime. *Shtërzime pa dobi.*

SHTËRZOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shtrën-gohem duke u përpjekur të nxjerr fëmijën (për njerëzit); *vet. veta HI* shtrëngohet të pjellë (për kafshët). *Shtërzon për të pjellë. Po shtërzon delja (lopa).*

*2.* Shtrëngohem për të daië jashtë kur jam kaps.

3. *fig. mospërf.* Mundohem fort për të bërë diçka, shtrëngohem, përpiqem me mundime. *Me kot po shtërzon.*

SHTIAK,~E i *mb.* 1. Që shtiret, që është me dy faqe. *Njeri shtiak.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ua nxori bojën shtiakëve.*

SHTIAK,~E ii *mb.* I. Pjellë e dështuar, dësh-tak.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Shtiakët janë pakësuar.*

SHTIE ta., SHTIVA, SHTËNË. 1. Hedh në një enë një lëng ose një lëndë tjetër, që është zakonisht si pluhur a në trajtë kokrrizash; i shtoj diçkaje një lëng a një lëndë tjetër; fut, hedh. *Shtie ujë (verë, raki, qumësht, çaj) në gotë. I shtiu ujë verës. I shtie vaj (uthull) sallatës. I shtie kripë gjellës. 1 shtie sheqer qumështit. Nuk i shtie piper. I shtie edhe një gotë. Shtie grurin në thasë (në hambar). Shtie ullinjtë në kosh. Shtie rrushin në yoza. I shtie dy filxhanë oriz supës. U shtie pleh luleVe. Shtie duhan në çibuk. Gël-qeres i shtiem ujë (rërë).*

2. I jap dikujt për të ngrënë, i hedh ushqim. *U shtie fëmijëve të hanë. Shtjerna supën (gjellën). U shtie tagji kuajve. I shtie bar gomarit. U shtie pulave. Shtjeru qeve!*

3. Hedh, fut a vë diçka brenda në një vend të mby-llur ose të rrethuar, në një enë, brenda diçka je etj.; fut dike a diçka në një vend; e përfshij brenda diçkaje, e vë a e shtoj diku; *kund.* nxjerr; *vet. veta III* e lejon të kalojë diçka, e lë të hyjë. *Shtie bukët (tavat, by-rekët) në furrë. Shtie plaçkat (rrobat, enët) në dollap. Shtie librat në çantë. Shtie shaminë (duart) në xhep. Shtie krahun në mëngë. I shtie dru sobës. Shtie patatet në dhe. E shtinë në burg. E shtinë në dhe* e varrosën. *E shtifsha në dhe! mallk. Mikun e shtien në odën e mirë. E shtinë në listë. Shtjere brenda! Shtie këmbët në yzengji. Çatia na shtie shi* çatia pikon. *Na shtie tym oxhaku.*
4. Vë për të zier (për ushqimet që janë kokrra a kokrriza, për makaronat etj.). *Sot kemi shtënë fasule (thjerrëza). Do të shtie ca makarona (ca petë).*
5. Kaloj diçka nëpër diçka tjetër, shkoj, fut, vë. *Shtie perin në gjilpërë. Shtie duhanin në varg. I shtieshulin derës. I kishte shtënë krahun. I shtiu stërkëmbësin dikujt. Kush ka nge, shtie rruaza në pe. fj. u.*
6. Lëviz dorën a një gjë tjetër drejt diçkaje, e shpie në një drejtim për të rrokur diçka, e çoj me vrull. *Shtiu dorën në kobure. I shtiu thonjtë në fyt.*
7. Vë diçka mënjanë për ta ruajtur për një kohë tjetër, përgatit e ruaj për dimër, vë zahire; grumbulloj a mbledh diçka; fut. *Shtie drutë e dimrit. Shtie bukën e re. Shtiu zahire. Shtie ushqim për bagëtinë. Shtie lekë në arkën e kursimit. Shtimë të gjithë nga dhjetë lekë. Kishte shtënë shumë gjë e mall. Ka shtënë shtatë-qind ditë-punë sivjet.*
8. E fut dike në punë, në shkollë etj., e vë të pu-nojë, të mësojë etj. *Shtie djalin në shkollë. I shtinin djemtë në zanat. E shtinë në punë (në fabrikë). E shtinë si ndërtues.*
9. Fut, vë; hedh (edhe *fig.). E shtie në punë diçka* e përdor për diçka. *E shtie në qarkullint një mall (një libër, një fjalë të re). E shtie në harresë* e lë në harresë, e harroj.
10. I shtoj diçkaje një pjesë duke e qepur, duke e mbërthyer a duke e ngjitur. *shtie çarçafin jorganit. U shtie gjysma këpucëve. I shtiu një arnë.*
11. edhei,?. E bëj dike që të ndiejë diçka, i fut diçka në shpirt, e shpie në një gjendje shpirtërore të caktuar (zakonisht jo të mirë); fut, kail (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Ishtiufrikën(tmerrin,lemerinë, datën). Me shtiu krupën (të keqtë). I shtiu ethet. Na shtiu të zezat. I shtiu zilinë. I shtiu besim në shpirt. U shtiu (u hodhi) shpirt* u dha guxim. *E shtiu në me-rak (në bela). E shtiu në mendime. E shtiu në ngasje* e tundoi. *Ka shtënë dashuri* ka rënë në dashuri. *Me shtinë të besoj se... Mos i shtjer hidhërim vetes!* mos u hidhëro!
12. Vë një njeri të bëjë diçka për mua, fut, kail; i ngarkoj a i besoj dikujt një punë. *Shtinin dorëzënë. Shtinë ndërmjetës. Shtinë pleqtë. Shtiu dike për ta vrarë. Shtinë ustallarët për të bërë shtëpinë.*
13. *kryes. jokal.* Gjuaj me gurë, me shkop etj.; qëlloj me shkelm, me pëllëmbë etj.; qëlloj me armë, i bie me pushkë. *Shtiu me gur (me shkop). Shtinte me shkelma (me pëllëmbë, me grushte). Ajo mushkë shtie (shkelma). Shtie me pushkë (me revole, me çifte, me mitraloz, me mortajë, me top). Shtinin me shigjeta. Shtinin pa pushim. Shtiu nga larg (nga afër). Shtie në erë. Kjo pushkë shtie mirë. Di të shtiesh? Mos shtini! Pse i shtie ?*
14. *jokal. vet. veta III.* Bie diku, godet, gjuan, qëllon (për rrufenë). *Rrufeja shtie në pyje. Shtiu afër.*
15. I drejtoj diku (për sytë). *Shtinte sytë në të katër anët. Mos i shtjer sytë andej.*
16. la ngarkoj dikujt, ia bëj përsipër, ia hedh (fa-jin etj.). *Ia shtinë fajin atij.*
17. edhe *jokal. vet. veta III.* Pjell para kohe, dësh-ton. *Shtiu lopa. Shtinë dhenlë (dhitë). Shtiupela një mëz.*
18. Hedh poshtë, rrëzoj përtokë; vras; *vet. veto III* nuk i mban kokrrat; i rrëzon gjethet (për pemët e drurët). *Kjo mushkë të shtie. Breshri e shtiu fare grurin. E ka shtënë era. I shtiu fiku (molla) kokrrat. I shtiu përdhe. Shpardhi i shtie gjethet në vjeshtën e dytë.*
19. *vet. veta HI.* Lëshon a nxjerr diçka nga vetja. *Mani ka shtënë degë të reja. Me shi shtie rrënjë duhani.*
20. *jokal. vet. veta III. krahin.* Roit, luzmon, lëshon. *Shtinë bletët.*
21. Shkrif a shprish lesh. *Shtie lesh. Shtie dyshekët (jastëkët).*
22. Përdor fallin për të gjetur diçka (sipas besimevc të kota); përdor shortin a lotarinë për të vendosur ose për të fituar diçka. *Shtinin fall. Shtinë short (shkur-tën). Shtien çift a tek. Shtinte (në) lotari (me letra).*
23. *jokal. kryes. veta III. bised.* Ngjan, shëmbë-llen, anon, merr. *Djali shtie nga e ëma. Këto vende këtej nuk shtien me vendet tona.*
24. Përdoret së bashku me emra, zakonisht prej-foljorë e të paraprirë nga një parafjalë, dhe for-mon me ta togfjalësha me kuptimin e foljeve që kanë lidhje fjalëformuese me këta emra (edhe në një varg njësish frazeologjike). *E shtiu nën kontroll* e kon-trollon, e zotëron. *E shtie në be* e vë të betohet, e de-tyroj të bëjë be, e përbej.
• Aq Ia shtie (ai) aq është në gjendje të mendojë e të kuptojë, s'kupton me tepër, aq ia pret (mendja). Si ia shtie unë sipas mendimit tim, ashtu si ma pret mendja mua. I shtiu (i kalli) ethet *dikujt shih tek* ETHE,~JA 3. E shtie në amë *shih tek* AMË,~A i. Ç'i shtie bar! *përb. shih te* BAR,~I i. Shtie me bathe *tall, shih te* BATHË,~A. E shtiu (e vuri, e futi) në bigë *dike shih te* BIGË,~A. Shtien brinjët punojnë e lodhen pa masë, u këputen brinjët, u bien kockat. Shtie (fut) cita (fite, fltme, fitila, kalla, kunja, spica) *shih te* FUT. Shtie cakthi mbi të tjerët *shih te* ÇAKTHI. Ka shtënë (ka hedhur) dashuri *shih te* HEDH. S'e shtie (s'e vë, s'e fut, s'e shkruan, s'e ka) në defter *dike a diçka* edhe *poh. shih te* DEFTER,~I. E shtiu (e futi) në dorë *dike a diçka shih te* DORË,~A 4. Shtie (qëllon) në hi *shih te* HI,~RI. I shtiu këmbët e lodhi e e mundoi shumë, e këputi nga këmbët, i ranë këmbët. Shtie keq *dikush* fut fite. Shtiu (vuri, hodhi) kurorë *vjet. shih te* KURORË,~A. E shtie në mendje (në kokë)engulit mirë në mendje, e ngul në kokë. Ia shtie (ia fut) në (ndër) mend (në mendje) *shih te* MEND,~TË. S'e shtie (s'e vë, s'e zë, s'e fut) në numër *shih te* NUMËR,~RI. I shtiu pishat *dikujt shih te* PISHË,~A. E shtiu te pleshtat *dike shih te* PLESHT,~I. I shtiu (i hodhi) prangat *shih te* HEDH. Mos e shtjer në pus! *shih te* PUS,~I. E shtiu në rreth *dike shih te* RRETH,~I. Shtie (hedh, lëshon, zë, ngul) rrënjë *shih te* RRËNJË,~A. Ia shtiu (ia vuri) syrin *dikujt a diçkaje shih te* SY,~RI. Nuk ia shtie sytë nuk e përfill, nuk e begenis. Shtie (hedh, qet) shkelma *shih te* SHKELM, ~I. Shtie shurdhat e bën veshin të shurdhër. Shtie tehri *shih tek* TEHRI,~A. E shtiu (e futi) në thes (në grackë, në kurth, në lak, në kllapë) *dike* a) e mashtroi, e gënjeu; b) e vuri në dorë. E shtie (e vë, e fut) në valle *dike shih te* VALLE,~JA 5. I shtiu (i futi) mizat (xixat) *dikujt shih te* FUT. I shtiu (i futi) veremin *dikujt shih te* FUT. Ia shtiu

(ia futi) në vesh *diçka shih te* VESH, ~I. I shtiu zekthin *dikujt* e bëri të nxitet e të për-piqet për diçka. Shtie zë e kërkon diçka me këmbë-ngulje, duke bërë të gjitha përpjekjet për ta siguruar. Po i shtie çyrekët të mirë (bukët të mira) po punon mirë, është e shkathët dhe e zonja (zakonisht për nu-set). S'kam shtënë gjë në gojë s'kam ngrënë gjë prej gjëje, jam fare esëll. Nuk shtiu (nuk futi) gjë në thes *shih te* THES,~I. Nuk shtiu (nuk vuri) gjumë në sy *shih te* VË. Ia shtiu (ia vuri, ia futi) të dyja këmbët në n£ këpucë (në një opingë) *dikujt shih te* KËMBË, ~A. Shtie (fut) kokën (kryet) në strajcën e tjetrit *shih te* STRAJCË,~A. I shtiu (i vuri) krahët derës (murit) *shih te* KRAH,~U 3. Ia shtiu (ia futi) pleshtatnë vesh *dikujt shih te* PLESHT,~I. Shtie (fut) rraaza në pe *di k u s h shih te* PE,~RI. I kanë shtënë (! kanë hedhur) tmtë e gomarit *shih te* GOMAR,~I. E shtiu (e futi, e vuii) në varr (në dhe) për së gjalli (të gjallë) *shih te* VARR,~I. I shtiu ( i la) veshët në lesh *shih te* LESH,~I. Të shtie miza e s'të nxjerr bualli *shih te* MIZË,~A. E mori vesh (e kuptoi) ku i shtinte dyfeku *shih te* DYFEK,~U. Kur i shtie drutë, hap sytë! *fj. u,* kur fillon një punë të rëndësishme, duhet të për-gatitesh mirë e të kesh shumë kujdes. Mos shtjer kripë në gjellën e botës! *fj. u.* thuhet kur e këshillojnë dike që të mos merret me punë që nuk i përkasin, të mos futë hundët në punët e të tjerëve. Po shtive' mizën (milingonën), të iku hambari *fj. u.* një armik i brendshëm, sado i vogël qoftë, mund të të sjellë një dëm shumë të madh.

SHTIEKEQ,~E *mb. 1.* Që fut fitme, që nxit me fjalë të këqija njërin kundër tjetrit në mënyrë tinë-zare, që vë në sherr e që ngatërron të tjerët; që ka-llëzon njërin e tjetrin; *kund.* fjalëmirë.

2. *Pë'rd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

SHTIES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Falltar, shortar.

SHTIESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *Vjet. Fem. e* SHTIES,~I.

SHTIHEM I *vetv.* 1. Jepem fort ose bie pas dikujt a pas diçkaje. *Është shtënë pas muzikës (pas gjdhut, pas të pirit). U shti pas saj.*

2. *pavet.* Me teket, me pushton një dëshirë e ma-dhe për diçka (zakonisht për gjëra që hahen). *M'u shti për peshk. Iu shti për byrek me kungull.*

3. *pavet.* Me bëhet sikur shikoj dike a diçka (në ëndërr), me duket, me përhihet. *M'u shti në ëndërr (në gjumëj.*

4. *Pës. e* SHTIE.

SHTIHEM ii *vetv. shih* SHTIREM. SHTIJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* SHTIZË,

~A 2-4,7,8-

2. Direku i pupës në barkat e vogla.

3. *bot.* Bisht i zhveshur që del nga kërcelli nën-tokësor dhe që mban një ose me shumë lule, kërcell i zhveshur.

SHTILLET *vetv.* 1. Shtrihet, hapet, çmbështillet (pëf diçka të mbështjellë a të mbledhur); *kund.* mbësh-tillet. *Gjarpri mblidhet kulaç e shtillet përpjetë. Shtillej vallja.*

2. Lëviz duke u rrotulluar si një shtjellë, vjen rrotull si vorbull. *Shtillet uji në gjeratore. Shtillet tynii.*

*3i fig.* Zhvillohet shkallë-shkallë, rrjedh; shtjello-heti *Shtillej kënga. Shtillej tregimi i gjyshes.*

41 *Pës. e* SHTJELL.

S;HTIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve SHTOJ, SHTOHEM. *Shtimi i popullsisë. Shtimi igje'së së gjallë (ipeshkut, i bimëve, i pyjeve, iprodhimit). Shtimi i radhëve (i numrit). Shtimi me fara.*

SHTINGËLLOHET *vetv. muz.* Çakordohet. *Është shtingëlluar kitara.*

SHTINGËLLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *muz.* Ça-kordoj.

SHTINGËLLUAR (i,e) *mb. muz.* I çakorduar.

SHTINJAK,~E *mb.* 1. Që e paraqit veten ndryshe nga ç'është për të mashtruar të tjerët, për të përfituar diçka etj., që është me dy faqe, që shtiret; që bëhet sa për sy e faqe për të mashtruar të tjerët, i shtirë. *Armik shtinjak. Fjalë shtinjake. Sjellje shtinjake.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit). *Mos u beso shtinjakëve!*

SHTINJATEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Shtihem, shtirem.

SHTIR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Kaloj lumin a një rrjedhë uji, kapërcej, dal matanë. *Shtira lumin (në va).*

*2. fig.* Kapërcej një pengesë, përballoj një të keqe a vështirësi, e hedh. *E shtiri edhe këtë radhë.*

•*k* E shtiri lumin e hodhi lumin. SHTIRACAK,~E *mb.* Shtinjak. SHTIRAK,~E *mb.* Shtinjak.

SHTIREM *vetv.,* ~A (u), ~UR. E paraqit veten ndryshe nga ç'jam a bëj sikur jam në një gjendje tjetër për të mashtruar të tjerët, për të përfituar diçka etj., shtihem, hiqem, mbahem si... *Shtirej (si) mik. Shtirej (si) trim. Shtirej si i marrë (si budalla, si i sëmurë). Shtirej si burrë i mirë. Shtiret sikur fie (sikur nuk sheh, sikur nuk dëgjon). Shtiret sikur nuk do (nuk ia ka qejfi). Dhelpra shtirej si e ngordhur.*

SHTIRË,~A . Lakmi e madhe; babëzi.

SHTlRË (i,e) i *mb.* Që bëhet sa për sy e faqe për të mashtruar të tjerët, për të përfituar diçka etj., jo i sinqertë; shtinjak. *Përzemërsi e shtirë. Gëzim i shtirë. Buzëqeshje (keqardhje) e shtirë.*

SHTlRË (i,e) II *mb. 1.* Dështak, shtiak. *Kec i shtirë.*

2. Që ka dështuar, që ka shtirë. *Dele (dhi) e shtirë.*

3. *fig.* I dobët nga trupi, ligaç, ngordhalaq. *Është si i shtirë.*

SHTIRËSl,~A. Të qenët i shtirë, të qenët me dy faqe, vetia e atij që shtiret; të qenët jo i natyrshëm. *Sillej me shtirësi.*

SHTlRJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Mënyra se si sillet ai që shtiret, sjellja e atij që shtiret. *Është njeri pa shtirje. Nuk ka (nuk di) shtirje.*

SHTIZAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Luftëtar i armatosur me shtizë, kalorës që luftonte me shtizë, heshtar. *Sulmi i shtizarëve.*

SHTIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *hist.* Heshtë. *Plage shtizë. Luftonin me shtiza.*

2. Cope prej teli të hollë e të forte ose prej një lënde tjetër, e gjatë afër një pëllëmbë a me shumë, me majë jo të mprehtë nga njëra anë dhe me kokë ose me një si grep nga ana tjetër, që përdoret për të thurur çorape, triko etj. (me dy ose me pesë të tilla). *Shtiza të holla (të trasha). Shtiza druri (kocke). Shtiza për çorape (për triko). Një pale shtiza. Punoj me shtiza.*

3. Druri që lidh shtratin e qerres me zgjedhën, mashkullI i qerres; dru i gjatë që bashkon trupin e parmendës me zgjedhën. *Shtiza e parmendës (e qerres). Rri mbi shtizë. E ngre qerren me shtizë përpjetë* (për ta shkarkuar).

4. Shkop i gjatë për të mbajtur flamurin. *E vë fla-murin në shtizë. E heq (e ul) flamurin nga shtiza.*

5. Vegël sportive, që përbëhet prej një shkopi tëgjatë e me majë të mprehtë prej hekuri dhe që hidhet me vrull nga atleti. *Hedh shtizën.*

6. Drugë; sovajkë, mëqik. *Shtizat e vegjëve.*

7. Secili prej dy kallamave që vihen pas lisave të vegjës për të mos u ngatërruar fijet e majës dhe për të formuar gojën ku kalon sovajka. *Ndaj gojët me shtizë.*
8. *fig. bised,* Rreze dielli; rreze dielli e kthyer nga një sipërfaqe pasqyruese. *Dielli hodhi shtizat mbi mal, Deti bën shtiza.*
9. Secili prej dy shkopinjve të gjatë e të drejtë, që përdoren për të mbartur kapat e barit. *E mbajnë barin me shtiza.*
10. Krahu i kandarit ku lëviz kokrra. *Shtiza* e *kandarit.*
11. Lojë popullore që luhet nga barinjtë, të cilët hedhin kërrabat e tyre në mënyrë të tillë që të shkojnë sa me larg dhe të bien me majë e të ngulen në tokë. *Luajnë shtizën.*
SHTIZËMBAJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *hist.* Shtizar, heshtar.
SHTIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. *hist.* Shpoj me shtizë, luftoj e vras me shtizë.
2. Çaj hollë një dm dhe e bëj fije-fije. *Shtizoi ca dru pishe.*
SHTIZOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Shtizar, heshtar.
SHTJEKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Xhep pa astar në tirqit. *Shtjekat e tirqve (e kojshareMe). Futi duart në shtjekat.*
2. Vrima ku mbërthehet kopsa; ilik, vjegëz. *Fut kopsën në shtjekë.*
3. Lak i vogël në një anë të litarit, syth; lak i vogël që bëhet me një fill; mënyrë lidhjeje e spangos, e perit etj., që zgjidhet lehtë duke tërhequr njërën anë të fillit, vjegëz. *Be] një shtjekë. E lidhi spangon (perin) shtjekë. U zgjidh shtjeka.*
4. Shtegu që formohet në të dy anët e ballit, kur fillojnë të bien flokët.
5. Bishti i syrit nga ana e hundës; cepi i gojës ku bashkohet buza e sipërme më të poshtmen. *Shtjekat e syrit. Shtjekat e buzëve. Qeshi shtjekë me shtjekë.*
*6. krahin.* Shtegu që hapim në një vijë për ta kthyer këtë në një are etj.; secila nga vijat e vogla që hapim kur ujitim me hulli. *Hap një shtjekë. Zë shtjekën. Një shtjekë ujë* aq ujë sa kalon nëpër një vijë të tillë.
SHTJEKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zvog. e* SHTJEKË,~A. *Shtjekëzat e buzëve. U zgjidh shtje-këza.*
2. E thelluar e vogël në shënjestrën e disa arrnëve të zjarrit, që shërben për të marrë vijën e shënjimit, duke e rrafshuar atë me thepin. *Rrafshoj thepin me shtjekëzën.*
3. E thelluara në fund të bishtit të shigjetës, ku hyn laku i harkut që e shtyn.
*k* Mbaj syrin në shtjekëz jam vigjilent, qëndroj
syçelë.
SHTJELL *kal.,* SHTOLLA, SHTJELLË. 1. Hedh tej me fuqi. *Shtotti gurin (heshtën).*
2. Shkrif, shprish, shtie (lesh etj.). *Shtjell lesh.*
3. Shtrij diçka të mbështjellë a të palosur, çmbësh-
tjell; *kund.* mbështjeli. *Shtjell pëlhurën (jlamurin). Shtjell lëmshin.*
4. Mbush masurët me fill në çikrik, duke zbledhur shkulin me anë të qerthullit.
5. Shtjelloj, zhvilloj. *Shtjell një çështje.*
SHTJELLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zhvillimi a shtjellimi i diçkaje; rrjedhë. *Në shtjellë të historisë (të ngjarjeve).*
2. Rrymë uji që rrotullohet me shpejtësi në lumë, në liqen etj., duke formuar një si hinkë aty ku rrjedha ndesh në një pengesë ose aty ku ndeshen dy rrjedha të kundërta; vendi ku formohet një rrymë e tillë uji, vorbull, gjeratore. *Shtjellat e lumit. E thithi shtjella. V mbyt (humbi) në shtjellë.*
3. Erë e forte që sillet rrotull dhe ngrihet përpjetë si hinkë, duke marrë me vete pluhur, gjethe e sende të tjera të lehta, shakullinë, dredhë; lëvizje shakullore e diçkaje. *Shtjellë ere. Shtjellat e ajrit. Shtjellë pluhur i.*
4. *jig.* Vale e rrëmbyeshme punësh a ngjarjesh të tjera që e përfshijnë njeriun në vorbullën e tyre, diçka që të rrëmben në rrjedhën e saj të shpejtë; diçka që lëviz e që zhvillohet me shpejtësi; vorbull. *Shtjella e punëve (e ngjarjeve). Shtjella e jetës (e luftës).*
SHTJELLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Qerthull.
SHTJELLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTJELLOJ, SHTJELLOHET.
*Shtjellim gojor. Shtjellimi i një tregimi (i një novele). Shtjellimi i ngjarjeve. Shtjellimi i tezave. Shtjellimi i trurit (i mendjes). vjet.*
SHTJELLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTJELL, SHTILLET. *Shtjellja e leshit.*
2. Shtjellë. *Shtjellje uji.*
SHTJELLOHET *vetv.* 1. Shtillet. *V shtjellua gjalmi.*
2. Zhvillohet, rrjedh. *Ngjarjet që shljellohen në roman...*
3. *Pës. e* SHTJELLOJ. *Çështjet janë shtjelluar qartë.*
SHTJELLOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. Zhvilloj a shpjegoj (me gojë ose me shkrim) një mendim, një ide etj.; tregoj a parashtroj diçka duke e shpje-guar me hollësi. *Shtjelloj një mendim (një ide, një tezë, një pikëpamje, një temë). Siç e kemi shtjelluar me tart...*
2. *shih* SHTJELL 3.
3. *vjet.* Zhvilloj, ndriçoj. *Shtjelloj trurin (mendjen).*
SHTJELLOR,~E *mb. spec.* Që lëviz duke u rro-tulluar rreth një boshti, që lëviz si shtjellë. *Lëvizje (rrymë) shtjellore.*
SHTJELLUAR (i,e) *mb. gjuh.* Që ndryshon sipas vetës a numrit (për format e foljes); *kund.* i pashtje-lluar. *Forma të shtjelluara të foljes.*
SHTJERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fjalë e ligë, fjalë për të ngatërruar botën, spice, fitme.
SHTJERR *kal,* SHTORA, SHTJERRË. 1. Zhdredh një fill të tjerrë, shthur; *kund.* tjerr. *Shtjerr fillin.*
2. Çmbledh një fill të mbledhur, zbledh; *kund.* mbledh- *Shtjerr lëmshin.*
3. Shthur diçka të thurur me fill; *kund.* thur. *Shtjerr çorapin (fanellën).4. fig.* Ftilloj, shkoqit. *Shtjerr një ngjarje të nga-tërruar.*
[sHTJERRË,~A. *zakon. sh.* ~A, ~AT. 1. Qengj. *Një tufë shtjerrash. Mish shtjerre. Kullot shtjerrat. Shkon me shtjerra. I urtë (i butë) si shtjerre. Fie si shtjerre. Fie gjumin e shtjerrave* ben gjumë shumë të qetë.
12. *përd. mb.* Shumë i urtë, i butë, i bindur. *ka fëmijët shtjerra. Është shtjerre fare.*
•*it* Kërkon shtjerrat e deshve *shih te* DASH,~I.
SHTJERRI,~A . *përmb.* 1. Tërësia e qengjave dhe e kecave, qengjat e kecat së bashku, tufë qengjash e kecash. *Mbledhin (ndajnë) shtjerrinë. Kullot shtje-rrinë.*
2. Tufë mësht jerrash.
SHTOG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET *bot.* Shkurre ose dru i vogël, që rritet nëpër gjerdhe e në pyje me pak lagështi dhe që i ka degët me palcë të bardhë, gje-thet vezake e të gjata, lulet të bardha e të vogla, të mbledhura në lulesa si tufë, me erë të mirë e me veti mjekuese. *Dm shtogu. Palcë shtogu. Fyell shtogu. Ziej Me shtogu.*
\k Shtog i egër *bot. shih* SHTOGËR,~RA i.

SHTOGËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT *bot. 1.* Shkurre ose dru i vogël, me gjethe vezake, me majë e të dhëmbëzuara imët, me lule të bardha pak në të kuqe, që rritet zakonisht në pyje; shtog i egër.
2. Boshtër.
$HTOGISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me shtpgje.
SHTOGTË (i,e) *mb.* Që është bërë nga druri i shto-gut. *Fyell i shtogtë. Cyle e shtogtë.*
*ic* Dyfek i shtogtë *përçm.* njeri që nuk është i zoti të mbarojë një punë, të zgjidhë një çështje etj.
SHTOHEM *vetv. I.* Rritem nga numri, bëhem me shumë sesa jam, shumohem; *kund.* pakësohem. *Shtohen radhët e Partisë. Shtohet popullsia. Jane shtuar grate mjeke. Shtohet numri i nxënësve. Shtohen shtë-pitë e reja (fabrikat, uzinat).*
2. Shumëzohet duke u riprodhuar (për qeniet e gjalla). *U shtuam në shtëpi* me lindi edhe një fëmijë. *Jemi shtuar shumë. U shtofshi e u shumofshi! ur. De-rrat shtohen shpejt. Shpendët shtohen me vezë. Si shtohen peshqit ?*
3i *vet. veto III.* I rritet vëllimi a i zmadhohet sasia diçkaje; bëhet me i madh, zmadhohet. *Shtohet pro-dhimi (puna, eksporti). U shtohen fitimet. I shtohej kapitali. lu shtua rroga.*
*4.\ vet, veto III.* Bëhet me i forte, përforcohet; rritet (njëj veprim, një ndjenjë, një veti a një cilësi). *I shtohet shpëjtësia. I është shtuar bukuria. Me shtohet gëzimi (dashuria, hidhërimi). I është shtuar oreksi. Moj Parti, t'u shtoftë nami!*
*S.\Pës.* e SHTOJ.
•*k* Shtohet (është) si fara e hithrës (e sinapit, e lirit) *shih te* FARË,~A.
SHTjt)J *kal.,* ~OVA, ~IJAR. 1. Rrit numrin, i bëj me shumë sesa janë, shumoj; *kund.* pakësoj. *Shtojmë numrin e grave në Parti. Shtoj tufën (bagetinë, gjënë e gjallë, lopët, kuajt, pulat, derrat).*
2. i Rrit vëllimIn, zgjeroj sipërfaqen a zmadhoj
sasinë e diçkaje, e bëj më të madh, më të gjatë a më të gjerë, e zmadho j; *kund.* zvogëloj. *Shtojmë tokat e bukës. Shtojmë prodhimin. I shtoi kursimet (shpen-zimet). I shtuan një kat (një krah, dy dhoma) shtëpisë. Shtoj çarçafin (fustanin). Na shtuan punë.*
3. Them a shkruaj diçka për të plotësuar atë që kam thënë a kam shkruar me pare. *Shtoj dy radhë (një paragraf, një kapitull). Shtoj disa fjalë. S'kam gjë për të shtuar. Dua të shtoj se...*
*4.* E bëj më të forte, e përforcoj, e rrit (një veprim, një ndjenjë, një veti a një cilësi). *Shtoj shpejtësinë. la shton bukurinë. Na e shton gëzimin (lumturinë, hidhërimin, dashurinë). Na e shton besimin. E shton veprimtarinë (ndikimin). Shtojmë aftësinë luftarake (fuqinë mbrojtëse). Shtojnë lavdinë e kësaj take.*
*5.* I zmadhoj e i zbukuroj ato që kam dëgjuar a kam pare, duke shpikur nga vetja hollësira të pa-qena; zmadhoj. *E ka zakon t'i shtojë gjërat. Mos shto!*
*6. jokal.* Bëhem me i rëndë në peshë, vë mish, shëndoshem. *Shton në peshë. Ka shtuar tri kite. Nuk shton fare. Shton nga pak.*
7. *jokal.* I rritet vëllimi a fryhet duke zier. *Orizi i vendit shton shumë. Shtojnë makaronat (fasulet).*
Shton nga xhepi *dikush shih te* XHEP,~I. Shto ujë e shto miell *mospërf.* e zgjat a e zvarrit një punë pa fund, duke e zmadhuar pa nevojë vëllimin e saj. Kali i mirë e shton (vetë) tagjinë. *u. shih tek* TAGJI,~A.

SHTOJCË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Ajo që i shtohet diçkaje kryesore, ajo që shërben për të plotësuar diçka tjetër që është kryesore; diçka që nuk qëndron me vete, por plotëson diçka tjetër kryesore; shtesë e vogël (edhe *fig.). Shtojcë druri (hekuri). Shtojcë bujqësore. I vë një shtojcë. Punëtori në kapitalizëm është një shtojcë e thjeshtë e makinës. Shtojcë e eko-nomisë së vendeve të zhvilluara kapitaliste.*
2. Pjesë e një vepre të shkruar, që përmban lëndë plotësuese ose sqarime për pjesën themelore dhe që i shtohet asaj në fund. *Shtojcë e një traktati (e një ma-rrëveshjeje, e një ligji, e një vendimi, e një rregulloreje). Libri ka dy shtojca.*
3. *ndërt.* Pjesë e kuzhinës e ndarë veçan, që zakonisht shërben për të gatuar dhe për të larë enët; aneks. *Kuzhinë me shtojcë. Gatuajnë në shtojcë.*
*4. përd. mb.* Që i shtohet diçkaje më të rëndësishme a kryesore. *Lëndë shtojcë. Punime shtojcë.*
SHTOJË,~A . Shtim. *Shtoja e gjësë së gjallë. Shtoja e fqmiljes.*
SHTOJËS,~E *mb.* 1. Që shton në të zier, i shtue-shëm. *Oriz shtojës.*
2. Që shumohet, që shtohet shpejt, i shtueshëm. *Bagëti shtojëse.*
SHTOJZORRESHTA,~T *vet. sh. mit.* Shtoj-zovalle.
SHTOJZOVALLE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. \. *mil.* Figura të përrallave e të këngëve popullore, që për-fytyrohen si vajza shumë të bukura e me fuqi të mbi-natyrshme, të cilat jetojnë në bjeshkë e në pyje të dendura dhe e kalojnë kohën me këngë e me valle. *E bukur si shtojzovalle.*
2. *fig.* Vajzë shumë e bukur. *E ka nusen shtojzo-valle.*
SHTONË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Llagëm; gjiriz; vijë uji nën dhe. *Hapi shtona. Bëri një shtonë.*2. Kanal, vijë uji, lug.
3. Vend ku buron e mblidhet ujë. *Piu ujë në një shtonë.*
4. *krahin.* Sqoll.
SHTOPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Mëllagjër, shkopkuqe.
SHTOZOJ *jokal,* ~OVA, ~tAR *krahin., vjet.* Mbaroj së ngrëni bukë; bëj një urim e falënderim fetar kur mbaroj bukën; ha.
SHTRADH,~I *m.* Brami që lë dylli kur e shkrijmë.
SHTRAK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET dhe ~KË, ~KËT. 1. Cipë e hollë, lëkurë e nolle. *Shtraku igjarprit. Hoqi shtrakun.*
2. *shih* SHTRAT,~I i".
3. *shih* SHTRAP,~I i,₂.
4. Cipa e hollë që ndan thelpinjtë e arrës; cipa brenda bukës së gështenjës. *hoqi shtraqet arrës (gështenjës).*
5. Secila nga dërrasat ndarëse në një raft etj. *Do-llap me shtrakë.*
6. Mur i hollë ndarës brenda një ndërtese, ndërmje-tëz, çatma; gardh ndarës në vathë a në kasolle; një e ndarë që bëhet në vathë ose në stallë për të veçuar një kafshë nga të tjerat; kasolle e veçuar për bagë-tinë e sëmurë. *Shtrak me dërrasa (me një tulle, me ka-llama, me gardh). Ndaj me shtrak.*
7. Korridor i gjerë ku dalin dyert e disa dhomave (zakonisht në shtëpitë e fshatit). *Shtrak i errët. Doli në shtrak.*
8. *fig.* Kufi, gardh; perde. *Njeri pa shtrak* njeri që flet haptas. *Flet pa shtrak* flet haptas, nuk fsheh gjë.
SHTRAP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Cipa që zë për-sipër uthulla, shëllira etj.; cipa e gjelbër që zë për-sipër uji i ndenjur në pellgje e këneta, makrosë.

2. Pëlhura e merimangës. *Fshij shtrapet.*
SHTRAPËR,~RI *m. bot.* Bimë barishtore një-vjeçare, me kërcell të ngritur përpjetë ose të përkulur, me gjethe rrënjake të shtrira përtokë e me lule të vogla e të bardha, që hahet e zier e përdoret edhe për të nda-luar gjakun.
SHTRAPËZOHET *vetv.,* ~(JA (u), ~UAR.
1. Shtrihet a përhapet përtokë; lëshon rrënjë, lëshon degë. *U shtrapëzua hardhia. Është shtrapëzuar gruri* ka mbirë dhe është degëzuar. *Kungulli shtrapëzohet.* 2. Shtrihet a rrëzohet përtokë (për bimët). *V shtrapëzua elbi.*
SHTRAPËZCAR (i,e) *mb.* Që është shtrirë ose është përhapur përtokë duke lëshuar rrënjë a degë (për hardhinë, kungullin etj.).
SHTRAPNJEN *jokal.,* ~EU, ~YER. 1. Lëshon njomëza të reja në vendin ku është prerë (trungu a një degë). *Plepi shtrapnjen shumë.*
2. Hapet, degëzohet, shpërthen në shumë degë (për lumin e përruan). *Ka shtrapnjyer lumi e ka bërë dëm.*
SHTRAT,~I *m. sh.* SHTRETËR, SHTRETËRIT.
1. Orendi prej druri a prej hekuri, që shërben për të fjetur ose për t'u shtrirë mbi të dhe që përbëhet nga një sustë a nga një radhë dërrasash të ngritura mbi ka-tër këmbë, ku shtrohen dysheku e mbulesat e nevoj-
shme. *Shtrat i gjerë (i ngushtë, i ulët, i lartë, i dyfishtë, i butë). Shtrati bashkëshortor. Shtrati i nusërisë. Shtrat dërrase (hekuri). Shtrat me sustë. Shtrat fëmijësh. Në shtratin e vdekjes. Regjim shtrati. Këmbëzat e shtratit. Balli i shtratit. Hotel (spital) me dyqind shtre-tër. Shtroj shtratin. Bie (shtrihem, ulem) në shtrat. Shkoj shpejt në shtrat* shkoj të lie herët. *Fie (rri, lën-gon, dergjet) në shtrat. Zuri shtratin (krevatin, dy-shekun, jatakun)* u sëmur e u dergj në shtrat për një kohë të gjatë. *Nuk ngrihet nga shtrati* është shumë i sëmurë.
2. Vend në një dhomë a gjetiu, i ngritur mbi këm-bëza dhe i shtruar me dërrasa, që shërben për të ndenjur ose për të vënë diçka mbi të. *Shtrati i minderit. Shtrati i shtresaVe. E vë mbi shtrat.*
3. Vend i ngritur mbi drurë në mes të arës, i shtruar e zakonisht i mbuluar, ku fie ose ku rri roja; vend i shtruar e i rrethuar si kolibe, që bëjnë peshkatarët në gjol për të zënë peshk. *Shtrat peshkimi. Bëri një shtrat te bostani. Hipi në shtrat.*
4. Pjesa e sheshtë e qerres ku vihet ngarkesa. *Shtrari i qerres. Hunjtë (dërrasat) e shtratit.*
5. Vend i shtruar, i përgatitur posaçërisht dhe zakonisht pak i ngritur, ose pjesa e një vegle ku mbësh-tetet, mbërthehet a lëviz diçka; pjesa e poshtme a mbështetja e diçkaje; pjesë e armëve të rënda ku mbështetet gryka e zjarrit. *Shtrati i mullarit. Shtrati i avlëmendit. Shtrati i tornos (i dinamos). Shtrati i shulit (i shënjestrës). Shtrati i topit (i mitralozit të rëndë). Shtrati i lëshimit të raketës* ndërtim i posaçëm që shërben për të lëshuar raketën e për t'i dhenë asaj drejtimin e duhur.
6. Ndërtim me drurë e hunj ose me hekura, të ngulur në tokë e të mbërthyer sipër, mbi të cilin hi-dhet hardhia ose ndonjë bimë tjetër kacavarëse që formon tendë; ndërtim i tillë ku varen^vargjet e du-hanit për t'u tharë. *Shtrati i hardhisë. Shtrat duhani. Bëj (ngre) një shtrat. Hedh (var) në shtrat.*
7. Tabani i sheshuar, mbi të cilin hidhet shtresa e themelit të rrugës. *Shtrati i rrugës (i hekurudhës).*
8. Lugu nëpër të cilin rrjedh uji i një lumi, i një, përroi etj.; gjithë fundi i një liqeni, i një deti a i një oqeani. *Shtrat i gjerë (i ngushtë, i thellë). Shtrati i vjetër (i ri). Shtrati i lumit (i përroit, i liqenit, i detit, i oqeanit). Doli lumi nga shtrati* vërshoi lumi. *Gërryen shtratin. Ka ndërruar shtrat lumi. Është thelluar (është ngritur, është mbushur) shtrati.*
9. Pjesa nën vete (midis këmbëve) e të mbathurave ose e pantallonave. *Shtrati i pantallonave. 1 ka të ngushta në shtrat. Jane ngrënë (janë grisur) në shtrat.*
10: *bot.* Pjesa e sipërme e bishtit të lules, që është më e gjerë e që mban lulen. *Shtrati i lules.*
11. Lehe e punuar imët dhe e plehëruar mirë, ku mbillen fara perimesh, duhani etj., për të marrë ra-sate; farishte; shtresa e tokës ku mbin fara e zhvillohet bima. *Shtrat i ngrohtë (i nxehtë)* lehe, zakonisht e mbuluar, që ka në fund një shtresë degësh të thata, në mes një shtresë të gjerë plehu të pakalbur dhe sipër një shtresë dheu të thërrmuar, ku farat mbijnë me shpejt për shkak të nxehtësisë së plehut. *Shtrat i ftohtë* lehe me dhe të thërrmuar e të përzier me pak pleh, ku farat mbijnë me vonë se në shtratin e ngrohtë. *Shtretërit e rasateve. Shtrati i mbirjes. Mbjell në shtre-tër.*
12. *fig.* Tabani mbi të cilin lind, krijohet a zhvi-llohet diçka. *Shtrat i shëndoshë. Shtrati kombëtar i këngës popullore.*
13. *fig. keq.* Tërësia e kushteve dhe e rrethanave që shkaktojnë Iindjen dhe zhvillimin e shfaqjeve e të dukurive të dëmshme për moralin e shoqërisë sonë, mjedis jo i shëndoshë. *Shtrati i grindjeve (i thashethe-nteve). Gjente shtrat dembelizmi. I bënte shtrat taraf-llëkut.*
14. Shtresa e parë e bores; shtresë bore; bore e irrtët dhe e përzier me shi a me breshër, që bie para se të nisë bora mirë; llohë. *Shtrat bore. Ra një shtrat bore. Bie bora shtrat mbi shtrat. Nuk ka (zënë) shtrat dëbora* ka rënë pak dëborë ose kjo është e re dhe e shkrifët, sapo ka rënë.
15. Shtresë e trashë si pelte që formohet në uthull nga shtimi e përqendrimi i mikroorganizmave, shpretka e uthullës; e trasha e qelbit në një të thatë a në një plage. *Shtrati i uthullës. Ka zënë shtrat uthulla. I doli shtrati të thatit.*
16. *anat.* Cipë e mishtë si sfungjer, që mbështjell e ushqen pjellën te gruaja shtatzënë ose te femrat barrsa të gjitarëve dhe që del jashtë bashkë me të. *E nxori shtrat in. I doli (i ra) shtrati.*
17. Pëlhura e merimangës, cerga. *la prishi shtratin merimangës.*
18. *fig. bised.* Burrë e grua, një çift bashkëshortësh.
19. Çerdhe mizash nëpër drurë. *Shtrati i mizave.*
I është bërë shtrat *dikujt a diçkaje keq.* i është bërë mbështetje, e përkrah dhe e mbron; i ka krijuar kushte të përshtatshme për të vepruar a për t'u zhvilluar. E la shtratin (krevatin, dyshekun, jatakun) u shërua. Është mbërthyer në shtrat *shih te* MBËRTHEHEM. U ngrit nga shtrati (nga krevati, nga dysheku, nga jataku) u shërua. I vuri krahët shtratit *shih te* KRAH,~U $_3$. Është (përpëlitet) në shtratin e vdekjes *shih te* VDEKJE,~A. Shtriji (zgjati) kë-mbët sa ke shtratin (jorganin, plafin) *fj. u. shih te* JORGAN,~I.
SHTRATËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bujq.* Ve-pri'mi sipas kuptimeve të foljeve SHTRATËZOJ, SHTRATËZOHET. *Shtratëzimi i farave (i kalemaVe, i fidanëve). '*
SHTRATËZOHET *bujq. Pës. e* SHTRATËZOJ.

SHTRATËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *bujq.* Vë në shtretër me rërë, me tallash a me miell sharre të lagët dhe në temperature të ulët farat a fidanët për t'i parapërgatitur që të mbijnë ose të lëshojnë rrënjë me shpejt; vendos perime të ndryshme në dhe për t'i ruajtur. *Shtratëzoj farat (fidanë hardhish, kalema). Shtratëzoj shartesat në arka. Shtratëzoj patatet.*

S^TRATËZUAR (i,e) *mb. bujq.* Që ka qenë më parë në shtretër me rërë, me tallash a me miell sharre të lagët dhe në temperature të ulët (për farat dhe fidanët). *Fara të shtratëzuara. Fidanë të shtratëzuar.*

SHTRATGJERË *mb.* Që e ka shtratin të gjerë (për një lumë, përrua etj.). *Lumë shtratgjerë.*

SHTRATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *min.* Vendburim mineralesh. *Shtratim xeheror. Shtratinte të naftës e të gazit.*

SHTRATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shtrat pjer-gulle; pjergull. *Shtratore e drunjtë.*

SHTRAZË,~A. *sh.* ~A, ~AT *krahin. 1.* Shtrati
i mullarit; mullar i ngritur mbi shtrat. *Shtrazë me kashtë.*
*2. shih* SHTRAT,~I,j,ij.

SHTREGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mullar ose kapicë me duaj të lashtash a misri; mullar. *Shtregë sane. I bëj duajt shtregë. E vuri misrin shtregë.*
2. Turrë, stave (drush). *vë drutë shtregë.*

SHTREK,~U *m. sh.* SHTRIQE, SHTRIQET
*krahin.* Kërmë.

SHTREMB,~I *m. sh.* ~A, ~AT *mospërf.* Njeri shtrembaluq.

SHTREMBAK,~E *mb. mospërf.* Shtrembaluq.

SHTREMBALUQ, ~E *mb. mospërf. 1.* I shtrembër; i shformuar. *Shkronja shtrembaluqe. Këpucë shtrent-baluqe. Këmbë shtrembaluqe. Shtëpi^ shtrembaluqe.*
*2.* Që e ka trupin të shtrembër a këmbët të shtrem-bra. *Plak shtrembaluq.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.

SHTREMBANlK,~E *mb. mospërf.* Shtrembaluq. *Ulli shtrembanik. Me fytyrë shtrembanike.*

SHTREMBA-SHTREMBA *ndajf.* 1. Shtrembër, më të futura e më të dala, jo drejt, dredha-dredha. *E ka,prerë shtremba-shtremba. E ka bërë shtremba-shtremba murin. Ecën shtremba-shtremba. Shkruan shtremba-shtremba.*
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të ndajfoljes. *Tra shtremba-shtremba. Shkrim shtremba-shtremba. Rrugë (vijë) shtremba-shtremba.*

SHTREMBË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mospërf. Fem. e* SHTREMB,~I.

SHTREMBËR,~RA (e) . Diçka jo e drejtë dhe jo e ndershme, diçka që s'duhet bërë a s'duhet ndjekur; *kund.* e drejta. *Dalloj të drejtën nga e shtrembra. E drejta fiton mbi të shtrembrën. fj. u. E shtrembra dhe gënjeshtra nuk fshihen. fj. u. E shtrembra i ka këmbët të shkurtra.fj.u.*
 la ka më të shtrembër *dikujt* ia ka me hile, përpiqet t'ia hedhë.

SHTREMBËR (i,e) *mb. 1.* Që është me lakirne, me kthesa, me bërryla, me nyja etj., që nuk shkon në një vijë të drejtë, që nuk është i drejtë; i përkulur, i la-kuar, me dredha; i kërrusur; *kund.* i drejtë. *Dru (shkop, tra) i shtrembër. Gishta të shtrembër. Me këmbë të shtrembra. Me trup të shtrembër. Rrugë (udhë, vijë) e shtrembër. Gardh i shtrembër. E ka bërë të shtrembër.*
*2.* Që është i anuar a i pjerrët nga njëra anë; që nuk qëndron drejt e pingul; *kund.* I drejtë. *Shtyllë e shtrembër. Kasolle e shtrembër. Mur i shtrembër. Derë e shtrembër. Oxhak i shtrembër. Me qafë të shtrembër.*
3. Që nuk ka formën e zakonshme të rregullt, që është ndryshe nga forma a nga drejtimi i zakonshëm. *Me hundë (me gojë, me fytyrë) të shtrembër. Figure e shtrembër.*
4. *fig.* I gabuar, jo i drejtë; që nuk i përgjigjet së vërtetës; *kund.* i drejtë. *Pikëpamje (mendime) të shtrem-bra. Kuptim (zbatim) i shtrembër. Mbi baza të shtrembra. E paraqiti në dritë të shtrembër diçka.*
*5. fig.* Që punon me hile, jo i ndershëm, jo i sinqertë, jo i paster; *kund,* i drejtë. *Njeri i shtrembër.*• Ka hyrë në rrugë të shtrembër ka tnarrë rrugë të keqe; ka hyrë në rrugë të gabuar. E ka (e sheh, e shikon, e vështron) me sy të shtrembër (të keq, të lig) nuk e vlerëson drejt, nuk e pëlqen; përpiqet ta pengojë; nuk i do të mirën. Një dru e shtrembër rrëzon (prish) gjithë stavëny. *u. shih te* STAVË,~A. Tymi të shkojë drejt, pa le të jetë oxhaku i shtrembër ;. *u. shih tek* TVM,~I.

SHTREMBËR *ndajf.* 1. Jo në vijë të drejtë, me dredha a me lakime, jo drejt; *kund.* drejt. *E ka bërë shtrembër vijën. E ka sjellë murin shtrembër.*
*2.* Pak pjerrtas, jo pingul, jo drejt, prirur pak në njërën anë; me trup të shtrembëruar; *kund.* drejt. *E nguli shtrembër shtyllën. E Vari shtrembër fotogra-finë. Rri (ecën) shtrembër.*
3. Jo në drejtimin e duhur, jo në vendin a në drej-timin e vet; në njërën anë, anash, pjerrtas; *kund.* drejt. *Vajxi gozhda shtrembër. Shkoi sharra shtrembër. Me shkoi dora (thika, gërshëra) shtrembër. Me shkon (me vete) buka (uji) shtrembër* me shkon një thërrime buke (a një pike ujë) në kanalin e frymëmarrjes dhe me bën të kollitem fort a të mbytem. *E ka vënë ka-pelen shtrembër. I Vuri shtrembër drutë. Shikon pak shtrembër. I Vajti goja shtrembër.*
4. *fig.* Në mënyrë jo të drejtë, jo drejt; në mënyrë të gabuar; në mënyrë jo të ndershme; keq, jo mirë; *kund.* drejt. *Flet (mendon) shtrembër. I kupton(i merr) shtrembër gjërat. Vepron shtrembër.*
•*k* E shikon (e sheh) shtrembër (vëngër) mban qën-drim jomiqësor ndaj dikujt a diçkaje, nuk i dëshiron të mirën, nuk e pëlqen. Të rrimë shtrembër e të flasim drejt! *fj. u.* sido që të jetë, duhet të themi të vërtetën, të themi atë që është, edhe pse s'na pëlqen.

SHTREMBËRI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët jo i ndershëm e jo i drejtë, të qenët hileqar; të qenët i shtrembër. *U kishte hyrë në shpirt shtrembëria. Kishte zënë udhën e shtrembërisë. Punonte pa shtrembëri.*
2. Veprim jo i drejtë, punë e shtrembër, paudhësi; padrejtësi; hile. *Ndreqi një shtrembëri. Kishte bërë shumë paudhësi e shtrembëri. Nuk i pëlqenin shtrembë-ritë.*

SHTREMBËRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHTREMBË-ROJ, SHTREMBËROHEM. *Shtrembërimi i drurit (i derës). Shtrembërimi i syve. Shtrembërimi i së vër-tetës. Shtrembërimi i kuptimit.*
2. Vendi i shtrembëruar te diçka, pjesa e shtrembëruar në një send, në një gjymtyrë etj. *Shtrembërime të lindura. Shtrembërime në trup (në shtyllën kurrizore).*
3. Largim a shmangie nga ideologjia marksiste-leniniste ose nga vija e drejtë politike e partisë re-volucionare, ndryshim që është bërë me qëllim të keq; veprimtari e gabuar në kundërshtim me këtë vijë. *Shtrembërime idealiste (revizioniste, oportuniste, të djathta, të majta).*

*Shtrembërim teorik. Shtrembërime burokratike. Shtrembërime he vijën politike.*
SHTREMBËROHEM *Vetv.* 1. *kryes. veto III.* Bc-het i shtrembër, përkulet në një vend a në disa vende; bëhet me lakime a me dredha (për diçka që ishte e drejtë ose e sheshtë); *kund.* drejtohet. *U shtrembërua teli (gozhda). U shtrembërua tepsia. Iu shtrembëruan këmbët. V shtrembërua nga trupi. Mos u shtrembëro ashtu!*
2. *vet. veto III.* Anohet a priret nga njëra anë, lar-
gohet nga drejtimi pingul; *kund.* drejtohet. *U shtrembërua pema (shtylla). V shtrembërua muri (gardhi). Iu shtrembërua qafa.*
3. *kryes. veta III.* I prishet forma e zakonshme e rregullt, ndryshon formën a drejtimin e zakonshëm. *Iu shtrembërua fytyra. Iu shtrembëruan sytë. U shtrembëruan këpucët. Shtrembërohet në fytyrë* ngërdheshet.
4. *Pës. e* SHTREMBËROJ. *Të mos shtrembërohen udhëzimet!*
SHTREMBËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. B
bëj të shtrembër diçka, e përkul në një vend a në disa vende; e bëj me lakime a me dredha diçka të drejtë ose të sheshtë; *kund.* drejtoj. *Shtrembëroj telin (gozh-dën). Shtrembëroj llamarinën. la shtrembëroi këmbët (trupin).*
2. E anoj a e pjerr diçka nga njëra anë, ia prish drejtimin pingul; *kund.* drejtoj. *E shtrembëroi pemën (shtyllën). E shtrembëroi murin (gardhin). I shtrembëroi qafën.*
3. Ia prish diçkaje formën e zakonshme të rregullt, i ndryshoj formën a drejtimin e zakonshëm. *Shtrembëroi buzët. Shtrembëroi sytë* i lëvizi sytë shtrembër. *Shtrembëroi fytyrën (turinjtë)* u ngërdhesh. *Pasqyrë që të shtrembëron. I shtrembëroi këpucët.*
4. *fig.* E them ndryshe, e prish, e shformoj, e shqiptoj në mënyrë të gabuar; e ndryshoj diçka, zakonisht me qëllim të keq, e paraqit a e tregoj ndryshe nga ç'është; e shpjegoj në mënyrë të gabuar. *I shtrembëron fjalët. Ia shtrembëroi emrin. E shtrembëroi mendimin (idem) e tij. Shtrembëron një teori (një doktrinë, një tezë). Shtrembëronte ligjet. Shtrembëroi të vërtetën (faktet). Shtrembëron kuptimin. E shtrembëroi deklaratën. E shtrembëroi me qëllim (pa dashje).*
Shtrembëron (mbledh, tharton, rrudh, përdredh) buzët (turinjtë, hundët) *shih te* BUZË,~A.
SHTREMBËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë i shtrembër; që është përkulur në një vend a në disa vende; që është bërë me lakime a me dredha (për diçka që ishte e drejtë ose e sheshtë). *Tel i shtrembëruar. Gozhdë të shtrembëruara. Llamarinë e shtrembëruar.*
2. Që është anuar a është pjerrë nga njëra anë, që është larguar nga drejtimi pingul. *Mur (gardh) i shtrembëruar.*
3. Që s'e ka me formën e zakonshme të rregullt, që ka ndryshuar formën a drejtimin e zakonshëm. *Këpucë të shtrembëruara. Me fytyrë të shtrembëruar.*
4. Që është ndryshuar me qëllim të keq, që është paraqitur a treguar ndryshe nga ç'është; që është shpjeguar në mënyrë të gabuar. *Paraqitje e shtrembëruar e ngjarjeve (e një vendimi, e një deklarate, e një teorie, e një mendimi, e një udhëzimi).*
SHTREMBËRUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që e shtrembëron diçka me qëllim të keq. *Shtrembëruesit e së vërtetës. Shtrembëruesit e një teorie (e një dok-trine).*
SHTREMBËSf,~A . *sh.* ~, ~TË. Shtrembëri. *Bën shtrembësi.*
SHTREMBËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mospërf.* 1. Diçka e shtrembër a e shformuar; diçka e vjetruar dhe e shkatërruar. *Kishin mbetur ca shtrembësira.*
*2.* Shtrembëri. *Bënte shtrembësira.*
3. *bised.* Njeri shtrembanik e i shëmtuar.SHTREMBËT (i,e) *mb.* I shtrembër. *Shkop i shtrembët. Rrugë e shtrembët. Qemer i shtrentbët.*
SHTREMBËT *ndajf.* Shtrembër. *Ecën shtrembët. Rri shtrembët e fol drejt. fj. u.*
SHTREMBËZ,~A . *veter. shih* ÇALË,~A i. *E ka zënë shtrembëza delen.*
SHTREMBTAS *ndajf.* Shtrembër.
SHTRENJTË (i,e) *mb.* 1. Që shitet ose blihet me shumë para; që ka çmim të lartë, i kushtueshëm; që kërkon shumë shpenzime; i çmuar, me vlerë të madhe; që shet sende me çmime të larta; *kund.* i lire. *Mallra (veihje, këpucë) të shtrenjta. Stof i shtrenjtë. Unazë e shtrenjtë. Dyqan i shtrenjtë. Jetesa ishte e shtrenjtë. E ruaj si gjënë më të shtrenjtë. Gjëja e shtrenjtë zë me lire. fj. u.*
2J Shumë i dashur; që e duam dhe që e nderojmë shuinë. *O nëna të shtrenjta! Miq të shtrenjtë. Fëmijët e mi të shtrenjtë. Njeriu me i shtrenjtë. Emër i shtrenjtë. Kuj'tim i shtrenjtë.*
3^ *bised.* Koprac, dorështrënguar. *Njeri t shtrenjtë.*
*4\ Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *E shtrenjta ime!*
I lire në miell, i shtrenjtë në krunde *shih te* KRUN-DE,~T.
SHTRENJTË *ndajf.* 1. Me çmim të lartë; me shumë para; *kund.* lire. *Kushton (bën) shtrenjtë. I ra shtrenjtë. Ë shiti (e bleu) shtrenjtë. Nuk është shtrenjtë. Gjëja e lirç zë shtrenjtë. fj. u.*
*2. fig.* Me humbje a me flijime të mëdha; duke pësuar një dëm të madh. *doli me shtrenjtë. Fitorja* I *kushtoi shtrenjtë. E pagoi shtrenjtë.*
E shiti Iëkurën shtrenjtë *shih te* SHES.
SHTRENJTËSI,~A . Të qenët i shtrenjtë, vetia e diçkaje të shtrenjtë; të qenët shtrenjtë, nivel i lartë çmimesh, sidomos për sendet e konsumit ië përdit-shëm; koha kur çmimet janë shumë të larta; *kund.* lirësi. *Shtrenjtësi e madhe. Shtrenjtësia e jetesës. Rritet shtrenjtësia në vendet kapitaliste.*
SHTRENJTËSIM,~I *m.* Shtrenjtim.
SHTRENJTËSIRË,~A . Shtrenjtësi. *Shtrenjtë-sirë e madhe.*
SHTRENJTËSOHET *vetv.* Shtrenjtohet.
SHTRENJTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shtrenj-toj.
SHTRENJTIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTRENJTOJ, SHTRENJTOHET. *Shtrenj-timi > sendeve të nevojës së parë (i qirave, i jetesës).*
SHTRENJTOHET *vetv.* Ngrihet çmimi i një malli, shiteI a blihet me shtrenjtë, bëhet me i kushtueshëm; kërkon me shumë shpenzime; *kund.* lirohet. *Në shumë vende\ është shtrenjtuar nafta (drithi, sheqeri, jetesa).*
SHTRENJTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. la ngre çmimin, e shes me shtrenjtë; *kund.* liroj. *Tregtarët e shtrenjtonin drithin.*
SHTREP,~l *m. kryes. sh.* ~A, ~AT *zool.* Krimba të vegjël e të bardhë, që zë një Iloj djathi. *Djathë me shtrepa.*
SHITRESA-SHTRESA *mb. 1.* I përbërë prej shtre-sash fë vendosura njëra mbi tjetrën, që ka disa shtre-
sa. *Re shtresa-shtresa. E kishte dhjamin shtresa-shtresa.*
*2. si ndajf.* Në forme shtresash të vendosura njëra mbi

tjetrën. *E hedh dheun shtresa-shtresa. E ndaj shtresa-shtresa.*

SHTRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. sh.* Dyshek a rrobë tjetër që shtrojmë poshtë për të fjetur; qilim, shkorsë a diçka tjetër që shtrojmë për të nde-njur a për të zbukuruar dhomën. *Shtresa e mbulesa. Ngre (shkund) shtresat.*

2. Kashtë, gjethe, fier etj. që u shtrohet bagëtive për të ndenjur ngrohtë e pastër dhe për të shtuar ple-hun; shtrojë. *U vë shtresë lopëve.*

3. Lëndë e shtrirë, me sipërfaqe të gjerë dhe me trashësi të ndryshme, që është e shtruar mbi diçka, mbulon diçka, është si pjesë e diçkaje ose qëndron midis dy sipërfaqesh, duke u puqur me to. *Shtresë e hollë (e trashë). Shtresë e butë (e forte). Shtresa e parë (e dytë, e tretë...). Shtresa e sipërme (eposhtme). Shtresa e brendshme (e jashtme, e ntesme). Shtresat e larta të atmosferës. Shtresa e sipërme e rrugës. Shtresa pjellore e tokës. Shtresë bore (akulli). Shtresë plu-huri. Shtresë metali Çari, argjendi, gome). Shtresë betoni (suvaje). Shtresë idheu (plehu, rëre, zhavorri, gurësh, druri). Shtresë dylli. Shtresë gjalpi (dhjami, kremi). Shtresa e bojës (e gëlqeres).*

4. *gjeol.* Masë shkëmbi, minerali a lënde tjetër, me përbërje pak a shumë të njëjtë e me trashësi të ndryshme, që shtrihet si një brez i gjerë ndërmjet lëndësh të tjera në koren e tokës. *Shtresë gjeologjike. Shtresë e pjerrët (horizontale). Shtresa të pasura. Shtresa hekuri (gjipsi, qymyri). U zbuluan shtresa të reja.*

5. Pjesë e një klase shoqërore ose grup njerëzish me gjendje shoqërore të njëjtë, që kanë po atë nivel jetese e shkallë kulture dhe pikëpamje politike e ideolpgjike pak a shumë të njëjta; grup shoqëror. *Shtresë shoqërore. Shtresat e gjera të popullit. Shtresat e ulëta Çe larta). Shtresë e varfër (e mesme, epasur). Shtresë e privilegjuar. Njeri i shtresës. bised.* njeri me prejardhje nga shtresat e varfra të shoqërisë shqiptare përpara Çlirimit, që u lidhën me Luftën Nacional-çlirimtare dhe me pushtetin popullor.

6. *arkeol.* Brez toke në thellësi, që përmban sende të një periudhe të caktuar historike. *Shtresë kulturore. Shtresë homogjene (e përzier).*

7. *gjuh.* Grup fjalësh në përbërjen e fjalorit të një gjuhe a të disa gjuhëve, që kanë veçori të përbashkëta stilistike, prejardhje të njëjtë etj. *Shtresë leksikore (stilistike). Shtresa indoevropiane.*

SHTRESËHOLLË *mb. gjeol.* Që është si një shtresë e hollë; *kund.* shtresëtrashë. *Gëlqerorë shtresëhollë.*

SHTRESËTRASHË *mb. gjeol.* Që është si një shtresë e trashë; *kund.* shtresëhollë. *Gëlqerorë shtresëtrashë.*

SHTRESËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shtresim.

2. *spec.* Të qenët shtresa-shtresa, përbërja prej shtresash; mënyra e vendosjes së këtyre shtresave. *Shtresëzim i pjerrët (i kryqëzuar, paralel, diagonal). Shtresëzimi i formacioneve. Shtresëzimi i atmosferës.*

Shtresëzimi shoqëror teori sociologjike borgjeze, që i ndan njerëzit në shtresa shoqërore sipas moshës, seksit, races, besimit fetar, nivelit arsimor, veridba-nimit etj. dhe që ka për qëllim të hedhë poshtë pa-rimet marksiste-Ieniniste të ndarjes së shoqërisënë klasa, të mohojë ligjin e luftës së klasave dhe të pcrjetesojë pabarazinë shoqërore.

SHTRESËZOHET *vetv.* Shtresohet. SHTRESËZOJ *kal.,* ~OVA, ~IIAR. Shtresoj.

SHTRESËZCAR (i,e) *gjeol.* Që e ka ndërtimin shtresa-shtresa; shtresor. *Gëlqeror i shtresëzuar. Xe-heror i shtresëzuar. Shkëmbinj të shtresëzuar,*

SHTRESIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve SHTRESOJ, SHTRESOHET. *Shtresimi i lëndëte. Shtresimi i leksikut.*

SHTRESOHET verv. 1. Shtrohet shtresa-shtresa; vendoset si shtresë mbi një tjetër. *Shtresohet dhjami.* 2. *Pës. e* SHTRESOJ.

SHTRESOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Shtroj diçka shtresa-shtresa; vendos një shtresë mbi një tjetër. *Shtreson pleh.*

SHTRESOR,~E *mb.* Që është i ndërtuar prej shtresash të vendosura njëra mbi tjetrën, që është shtresa-shtresa; i shtresëzuar. *Re shtresore. Toko (minerale) shtresore. Strukturë shtresore.*

SHTRETH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Sergjen; shtrat a tryezë e vogël ku vihen enët pasi lahen. *Shtreth sahanësh. Vë enët në shtreth.*

2. Kasolle stani që e bëjnë me degë barinjtë në mal; tendë. *Fjetën në shtreth.*

SHTREZE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Fundi i barkës ku kullon e mblidhet uji që ka hyrë brenda. *Shtrezja e barkës.*

SHTREZË,~A. Bore e ngrirë në degët e drurëve, krahnezë; brymë e ngrirë.

SHTRËNGATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shi i rrëmbyer, me erë të furishme, me shkreptima e me bubullima, që fillon menjëherë e zakonisht nuk zgjat shumë; stuhi; furtunë. *Shtrëngatë e madhe. Shtrëngatë me breshër. Dëntet e shtrëngatës. Shpërtheu (fiiloi) shtrëngata.*

2. *fig.* Shpërthim i fuqishëm i revokes so masavc, lëvizje e madhe shoqërore, që zhvillohet me vrull; ngjarje e papritur që vjen me vrull dhe shkakton tron-ditje të forta; tronditje e madhe e diçkaje; stuhi. *Shtrëngatë revolucionare. Shtrëngatat e luftës klasore. Shpërthyen shtrëngata të reja.*

3. *fig.* Shpërthim i rnenjëhershëm dhe shprehje e vrullshme e një ndjenje a e një përjetimi. *Shtrëngatë zemërimi. Shtrëngatë duartrokitjesh.*

4. Shtrëngim; shtrëngesë; shtrëngicë. *Shtrëngatat e kohës. Në rast shtrëngatë. Kishte vënë shtrëngatë. Ishte (jetonte) në shtrëngatë të madhe. E kishin bukën me shtrëngatë.*

SHTRËNGESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bised. shih* SHTRËNGIM,~I 2,4. *Shtrëngesë ekonomike. Kishte vënë shtrëngesë të madhe. Ç'shtrëngesë e shtyri?*

2. Të qenët shtrënguar a ngjeshur. *Nuk lëviznin dot nga shtrëngesa.*

3. Vegël druri në trajtën e qeleshes, më të cilën shtrëngohen qeleshet sheshe kur janë vënë në kallëp.

4. Nënbarke. *është liruar shtrëngesa.* SHTRËNGICË,~A *sh.* ~A, ~AT. *shih* SHTRË-NGIM, ~I 2.4. *Iu gjend në shtrëngicë. J bëri balls shtrëngicës.*

SHTRËNGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTRËNGOJ, SHTRËN-GOHEM. *Shtrëngime duarsh. Shtrëngimet e muskujie. Shtrëngim në zemër.*

2. Detyrimi që i bëhet dikujt për të bërë diçka kundër vullnetit e dëshirës së tij ose për të vepruar në një mënyrë të caktuar, shtrëngesë.*ıMe (pa) shtrëngim. Shtrëngim për martesë. I bëri shtrëngim dikujt. E kishin vënë popullin në shtrëngim të madh.*

3. *drejt.* Përdorimi i mjeteve të detyrimit nga ana e organeve shtetërore ndaj personave që u kundër-vihen ligjeve; dhunë. *Shtrëngim shtetëror. Masa shtrën-gimi.*
4. Nevojë e madhe a rrethana të tjera' që të de-tyro jnë të bësh diçka, hall; nxitim, ngut; gjend je e vështirë ekonomike, shtrëngesë, ngushticë. *Në ditë shtrëngimi. Jetë me shtrëngime. Isha në shtrëngim të madh. Çshtrëngim ke?*
5. Disiplinë e rreptë, kufizime të forta që i vihen dikujt në sjelljen e në veprimet e tij. *E mbante me shtrëngim.*
I jep shtrëogim vetes përpiqet, mundohet shumë për të bërë diçka.
SHTRËNGOHEM *vetv.* 1. Mblidhem e ngjishem pas dikujt a pas diçkaje, afrohem shumë te dikush a te diçka; pushtoj fort dike a diçka duke iu ngjeshur pas, i afrohem e i ngjitem. *U shtrëngua pas s'ëmës (pas murit). Shtrëngohuni edhe pak!*
2. Lidhem a mbështillem fort me diçka rreth trupit, *Shtrëngohem me brez (me rrip, me litar). Shtrëngohej me korse.*
3. Mbledh muskujt që t'i jap force trupit, i jap fuqi (kur bëj diçka të rëndë a të vështirë). *Shtrëngohet, po s'del dot. Ç'ke që shtrëngohesh ashtu?*
4. *bised.* Vishem e mbathem; ngjesh armët. *U shtrënguan për luftë (për rrugë). V shtrëngua në armë.*
5. Detyrohem të bëj diçka a të veproj në një mënyrë të caktuar kundër vullnetit e dëshirës sime. *U shtrëngua të largohej (të ikte, të mërgonte). U shtrëngua të ndërronte emrin. Shtrëngoheshin të linin shkollën.*
6. Mbahem fort, nuk e lëshoj veten,- q,ëndroj; përgatitem të përballoj diçka të vështirë a të rre-zikshme; bashkohem fort. *XJ shtrënguan burrat për qëndresë. U shtrënguan të gjithë në një besë. Të shtrën-gohemi burra! Shtrëngohu, he burrë!*
7. Jetoj me ngushtë për të përballuar një shpen-zim, kursej me shumë. *U shtrënguan ca dhe i lane borxhet.*
8. Nxitohem që ta bëj një punë sa me pare, ngutem, shpejtohem. *Nuk para shtrëngoheshin që ta merrnin. Pse shtrëngohesh kështu ?*
9. *Pës. e* SHTRËNGOJ.
Ar U shtrëngua puna nuk mund të kalohet si për-para, nuk është me aq lehtë, është bërë e vështirë që të arrish a të bësh diçka. Me shtrëngohet zemra (shpirti, kraharori) kam një shqetësim të madh, ndiej diçka të rëndë në shpirt; me vjen shumë keq për dike a për diçka, me dhemb zemra. Iu shtrëngua litari për gryke (në fyt) *dikujt shih te* LITAR,~I.
SHTRËNGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. E rrok dike a diçka dhe e mbaj me force; e,shtyp duke epushtuar nga të gjitha anët a duke e ngjeshur pas diçkaje; afroj pranë njëri-tjetrit dy a me. shumë sende ose pjesë të një sendi dhe i ngjesh a i shtyp. *Shtrëngoj dhëmbët (nofullat, buzët, sytë). Shtrënguan duart. I shtrëngoi dorën. Shtrëngoj grushtet. Shtrëngoj armën (pushkën). Mos e shtrëngo penën Çlapsin) ! E shtrëngoi në gjoks (në gjij. E shtrëngoi në fyt. E shtrëngoi me krUhë (me dhëmbë). E shtrëngoi pas murit. E shtrëngoj fort.*
*2.* E tërheq diçlca duke e bëfë më të ngushtë, e ngushtoj me force; e lidh fort, e mbledh, e ngjesh a ë tkurr diçka duke tërhequr fort një fill, një rrip, një litar etj., që ia kam shkuar përreth; mbledh, tkuir (muskujt etj.); *kund.* liroj. *Shtrëngoj rripin (pdntallonat). Shtrëngoj mesin (belin). Shtrëngoj ko-këri (ballin) me shami. Shtrëngoi lakun (nyjën). Shtrën-goilfrerin (kapistrën, litarin, nënbarken, rripin). Shtrëngoj [dengun (duajt e grurit). Shtrëngoj muskujt. Shtrëngoj me tel.*
*3.* E rrotulloj diçka për ta vidhosur deri në fund që të zërë vend mirë e të mos lëvizë; e mbërthej me fort diçka në vendin e vet me dorë a me një mjet; *kuhd.* liroj. *Shtrëngoj vidhën. Shtrëngoj bravën (dore-zën). Shtrëngoj me dorë (me dare).*
4I *vet. vet a III fig.* Bëhet më e forte a më e mprehtë, me ngacmon shumë, s'më lë të qetë; ndiej nevojë të hgutshme të dal jashtë. *E ka shtrënguar uria. Me shtrëngoi reumatizmi (rrufa,kolla). E shtrëngoi ujët e hollë.*
5. Me rri e ngushtë e me vret pak (për këpucët, veshjet etj.). *Me shtrëngojnë këpucët. Me shtrëngojnë mëngët. Me shtrëngon xhaketa te sqetullat.*
6. E detyroj dike të veprojë në një mënyrë të cak-tuar kundër vullnetit e dëshirës së tij. *E shtrëngoi skamja. E shtrënguan me dhunë. E shtrënguan, po nuk tregoi. E shtrënguan të largohej. Nuk e shtrëngoi njeri të nisej.*
7. E ngjesh dike duke u ulur pranë tij në një vend të ngushtë. *Na shtrënguan shumë. Ec me tutje se na shtrëngove!*
8. *fig.* I vë fre, e disiplinoj, e kufizoj në sjellje e në veprime. *Shtrëngoji ca fëmijët!*
9. *jokal.* Fillon e bëhet me i forte, shtohet, rritet, dendësohet etj. *Shtrëngoi vapa (të ftohtët). Shtrëngoi dimri. Shtrëngoi era (shiu, dëbora). Shtrëngoi puna* u shjtua puna shumë.
• I shtrëngoi burgjitë (vidhat, çivitë) *dikujt* e detyroi të sillet a të veprojë në një mënyrë të caktuar, ia mblodhi mirë. Ia shtrënguan darët *dikujt* e de-tyruan me force; ia mblodhën rripat. Ia shtrëngoi dizgjinët *dik ujt* ia mblodhi, nuk e la të bënte sipas qejfit, ia mblodhi frerin. E shtrëngoi (e rrudhi) dorën nisi jtë kursejë me shumë, e përdor diçka me me kur-sim, u be me i kursyer. I shtrëngoj dorën *dikujt* e uroj dhe e përgëzoj dike për një punë të mirë që ka bërë; e përshëndet dhe e lavdëroj. Shtrëngon (kërcet) dhëmbët mbledh të gjitha fuqitë për të kryer një punë të rëndë a për të përballuar një gjendje të yështirë. Shtrëngon grushtet *shih te* GRUSHT,~I. Shtrëngoj këmbët shpejtoj, nxitoj. Nuk e ka shtrënguar këpuca (ndonjëherë) nuk e ka ndier veten ngushtë ndonjëherë, s'kaqenë nevojtar, s'di ç'është skamja. Nuk ia vret (nuk ia shtrëngon) këpuca këmbën *shih te* VRAS. Ia shtrëngoi lakun *dikujt shih te* L,AK,~U. Shtrëngoi puna duhet përfunduar a duhet zgjidhur sa më parë një punë, nuk pret me, nuk duron me. Shtrëngojmë
(ngjeshim) radhët bashkohemi edhe me fort për të përballuar diçka. Shtrëngoi rripin u detyrua të jetojë me me pak mjete e më.keq, në kushte më të vështira. Shtrëngo rripat! bëhu gati!, qëndro!, trimërohu! Ia shtrëngoi (ia mblodhi) rripat (frerin) *dikujt shih te* MBLEDH. Ia ka shtrënguar vegjës (avlëmendit) i është futur punës si duhet, po punon më të gjitha for-cat. E shtrëngoi veza *shih te* VEZË,~A. Ia shtrëngon dhëmbët nganjëherë e qorton rëndë a e rreh nganjëherë; ia mbledh mirë, ia tregon qejfin. Ia shtrëngoi frerin gojës (gju(iës) *shih te* FRE,~RI. Shtrëngoje (mbaje) gjuhën pas (prapa) dhëmbëve (itdër dhëmbë, në mes të dhëmbëve) *shih te* GJUHË,~A 1,3.
SHTRËNGUAR (i,e) *mb.* 1. Që është rrokur fort nga të gjitha anët; që është ngjeshur me force pas një tjetri a pas diçkaje, që është shtrënguar. *Me dhëmbë të shtrënguar.*

*Me nofulla (me buzë) të shtrënguara. Me grushte të shtrënguara.*
2. I ngjeshur, i bashkuar fort si një trup i vetëm. *Me radhë të shtrënguara.*
3. *fig.* I ngjeshur, që kërkon përpjekje të mëdha për t'u kryer brenda një kohe të caktuar (për një program a plan pune). *Plan i shtrënguar. Detyra të shtrënguara.*
4. *fig.* Shumë i kursyer, dorërrudhur; që bëhet me kursim të madh; qëe vlerëson dike a diçka në mënyrë tepër të rreptë a me pak sesa meriton në të vërtetë, i rreptë. *Njeri i shtrënguar. Jetesë e shtrënguar. Ishte ca i shtrënguar ai mësues. I ka notat të shtrënguara.*
5. *fig.* Që ka një ndryshim a epërsi shumë të vogël në krahasim me një tjetër (zakonisht për rezultatet e ndeshjeve sportive në gola ose në pike). *Rezultat i shtrënguar.*
SHTRËNGUAR *ndajf.* 1. Duke e rrokur fort nga të gjitha anët ose duke e ngjeshur fort pas dikujt a pas diçkaje, duke e shtrënguar. *Me grushtet (me dhëmbët) shtrënguar. E mbaj shtrënguar diçka.*
*2.* Lidhur fort; duke e ngjeshur fort rreth e rrotull diçkaje; pisk. *E mban brezin (rripin) shtrënguar. E ka lidhur shtrënguar.*
3. Ngjeshur njëri pas tjetrit, ngushtë. *Rrtnin shtrënguar njëri pas tjetrit. Ishim mjaft shtrënguar atje.*
*4.* Me shumë kursim; në gjendje të vështirë, ngushtë; pikërisht aq sa duhet, pa asgjë të tepërt. *Rronin shtrënguar. Ishin shtrënguar për bukë. Nuk e ka ndier veten shtrënguar ndonjëherë. Çdo gjë ishte llogaritur shtrënguar.*
SHTRËNGUES,~E *mb.* 1. Që shërben për të shtrënguar me force diçka. *Makinë shtrënguese. Vidhë shtrënguese. Rrip (zinxhir) shtrëngues.*
2. Që ndihet si shtrëngim, që të duket sikur të shtrëngon në një pjesë të trupit (për dhembjen). *Dhembje shtrënguese.*
3. Që të detyron të bësh diçka kundër vullnetit a dëshirës, detyrues. *Masa (metoda, mënyra) shtrënguese.*
SHTRËNGUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vegël a pjesë vegle që shërben për të shtrënguar diçka. *E vë në shtrënguese.*
SHTRËNGUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. I kursyer, i shtrënguar. *Njeri i shtrëngueshëm.* 2. *vjet.* I rreptë. *Disiplinë e shtrëngueshme.*SHTRËNGUESHËM *ndajf.* Shtrenguar. *E lidhi shtrëngueshëm.*
SHTRIG,~GU *m. sh.* ~GJ, ~GJTË. 1. *Mashk.* i SHTRIGË,~A.
2. *keq.* Plak i keq, pa fëmijë e pa njeri, që nuk do askënd; plak i shëmtuar dhe me vese e huqe të këqija; njeri shumë dorështrënguar, zemërngushtë e shpirtzi. *Shtrig i keq. Mbeti shtrig. Shpëtoi nga ai shtrig.*
3. *përd. mb. keq.* Shumë dorështrënguar; zemërngushtë, shpirtkazmë.
SHTRIGAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~^ËT. Shtrig. *Ishte bërë si shtrigan.*
SHTRIGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Figure c be-simeve të kota, që përfytyrohej si një plakë e keqe, shumë e shëmtuar, e cila hantë njerëz të gjallë dhe merrej me magji për të bërë të këqija e dëme. *Shtëpia (shpella) e shtrigës. E ngrënçin shtrigat! mallk.*
*2. keq.* Plakë e keqe, pa fëmijë e pa njeri, që nuk do askënd; plakë e shëmtuar dhe me vese e huqe të këqija; grua shumë dorështrënguar, zemërngushtë e shpirtzezë. *Shtrigë e keqe. E gënjeu shtriga.*
3. *zool.* Flutur që hyn natën në koshere dhe ha mjaltin; flutur nate që tërhiqet nga drita e vjen rreth llambës.
4. *përd. mb. keq.* Shumë dorështrënguar; zemërngushtë e shpirtkazmë.
• Kale shtrigash (shtrige) *zool. shih te* KALË,~I. Zog shtrige (zog ferre, rog m i u ) *zool. shih te* ZOG,~U.
SHTRIGËRl,~A . *sh.* ~, ~TË. Punët e magjitë e shtrigës e të shtrigut (sipas besimeve të kota). *Punë shtrigërie. Merrej me shtrigëri.*
SHTRIHEM *vetv.* 1. E ndej trupin mbi diçka, rnbësh-tetem sa gjatë gjerë mbi diçka me gjymtyrë të ndera; bie në shtrat a në një vend tjetër për të fjetur a për t'u çlodhur. *Shtrihem në bar (në kashtë, në rërë, në tokë). Shtrihem në shtrat (në dyshek, në kolltuk, në shilte). Shtriheshin hijeve. U shtri poshtë makinës. Shtrihem përmbys (në shpinë, barkas). Nuk shtrihem në drekë. Shtrihu pak të çlodhesh! Shko shtrihu!*
2. *vet. veto HI.* Zë një hapësirë a një sipërfaqe të caktuar, ndodhet, gjendet, hapet. *Shqipëria shtrihet buzë Adriatikut dhe Jonit. Myzeqeja shtrihet nga Shkumbini deri në Vjosë. Labëria shtrihet në një zone malore. Arat shtriheshin buzë lumit. Përpara nesh shtrihej qyteti (deti, një fushë e gjerë).*
3. *vet. veta HI* edhe *fig.* Përhapet duke mbuluar një hapësirë a një sipërfaqe të gjerë; e zmadhon si-përfaqen e vet, fryhet (për detin, liqenin, kënetën, lumin). *Mjegulla po shtrihej mbi tokë. Nata (terri) po shtrihej mbi fshat. Prapë u shtri deti (liqeni, lumi).*
4. Gjendem i rënë e i nderë përdhe, gjendem i vdekur përdhe. më tej *shtriheshin pesë fashistë të vrarë.*
5. *vet. veta III.* Zgjatet a shkon në një drejtim të caktuar ose drejt diçkaje. *Shinat do tështrihen drejt Vlorës. Shtrihet në gjerësi e në thellësi. Kanali shtrihej drejt detit. Shtrihet nga jugu në Veri (nga lindja në pe-rëndim).*
6. *vet. veta III.* Zgjerohet, merr përpjesëtime më të mëUha; përhapet (në një hapësirë më të madhe, në shumë objekte, fusha studimi e veprimtarie). *Korrja e grurit (vjelja e duhanit) është shtrirë në të gjithë rre-thin. Garat u shtrinë në të gjitha fabrikat. Arsimi 8-*
*•vjeçar është shtrirë në të gjithë vendin. Është shtrirë shumë rrjeti elektrik (rrjeti tregtar). Veprimtaria e tij shtrihej në shumë fusha. Është shtrirë shumë ai* po merret njëkohësisht me shumë gjcra.
7. *vet. veta III.* Vepron a ushtron veprimin e vet; zbatohet. *Në vendet ku shtrihej sundimi kolonial (ndi-kimi* i *huaj). Kontrolli i cilësisë shtrihet mbi...*
8. *vet. veta 111.* Shpërndahet brenda një periudhe kohe të caktuar; shkon nga një cak deri në një cak tjetër kohor. *Shtrihet në kohë. Lends mësimore që shtrihen në dy vjet. Shtrihet nga mesjeta deri në kohën e re.*
9. Shtriqem, shtrij trupin e gjymtyrët. *Çke që shtrihesh ?*
10. *Pës. e* SHTRIJ.
SHTRIJ *kal,,* ~VA, ~RË. 1. Hap, ndej a sheshoj mirë për së gjati e për së gjeri diçka të mbtedhur ose të zhubrosur. *Shtrij çarçafin (pëlhurën). Shtriu flokët.*
2. Hap e ndej duke e tërhequr, duke e shtyrë etj. një fill ose diçka tjetër të mbledhur a të mbështjellë; e drejtoj duke e lëvizur, e hap, e ndej (për gjymtyrët); zgjat në një drejtim të caktuar, drejtoj. *Shtrij metrin. Shtrij telin (linjën). Shtrij këmbët (krahët). Shtriu flat rat. Shtrij hapin. Shtriu qafën përpara. Shtriu dorën drejt s'ëmës. Shtriu jataganin përpara. Shtrin rrënjët në tokë (në ujë).*

3. Vendos dike a diçka rrafsh mbi një sipërfaqe, e ndej. *Shtrijnë shinat. E shtrinë në shtrat (në tokë). Shtrijeni me kujdes!*
*A.* E vë dike në shtratin e vdekjes a në arkivol. *Me shtrifsh! bised.* me qafsh! (përdoret kur i drejto-hemi një shoku a një të afërmi me lutje për diçka). *Të shtrifshin! mallk.* vdeksh!
5. Zmadhoj sipërfaqen e diçkaje duke e shtypur a duke e goditur sip-ir me force; e zgjat a e zgjeroj duke e holluar. *Shtrij brumin (baltën).*
6. E bëj të bjerë i vdekur përdhe duke e qëlluar me armc, vras. *Shtriu shumë armiq. I Shtriu dy ballistë.*
7. E përhap në një sipërfaqe më të madhe, i jap përpjesëtime më të mëdha; ia zgjero j fushën e ve-primit, e zbatoj edhe në fusha a në sende të tjcra. *Shtrij punimet (punën). Shtriu veprimtarinë (bashkë-punimin). Shtrinë forcat. usht.* i vendosën forcat gjatë një brezi a drejtimi të caktuar. *Shtrinë ijarrin e luftës (agresionin). Shtriu sundimin mbi... E shtrinë pra-shitjen në gjithë sipërfaqen. E shtrinë kontrollin punëtor në të gjitha ndërmarrjet. E ka shtrirë mjaft ndikimin. E shtriu rrezen e veprimit. Shtrij disa parime (një teori) mbi diçka.*
8. E shpërndaj brenda një periudhe kohe të caktuar, e zgjat. *E shtrinë programin e gjuhës shqipe në katër vjet.*
9. *krahin.* Vrapoj, rend. *Shtrin me shumë se unë. Shtriu sa pati çapin.*
*ic* Shtriu dorën (duart) *mbi (në) diçka* u përpoq ta vinte në dorë, ta kishte për vete; u përzie në një punë që nuk i takonte, futi hundët. I shtriu (i zgjati) dorën *dikujt* a) i dha ndihmë, e ndihmoi; i dha përkrahje; b) i kërkoi ndihmë, iu lut ta ndihmo-jë; lypi; c) kërkoi të pajtohet me dike, bëri i pari hapin e nevojshëm për t'u pajtuar me dike. E ka shtrirI gojën ka fllluar të flasë keq për njërin e për tjetrin, po flet shumë poshtë e lart, vend e pa vend, mbarë e prapë. I ka shtrirë krhetrat *keq.* kërkon të grabitë a të sundojë. I shtrin (i zgjat) qafën *dikujtshift te* QAFË,~A. Shtriji (zgjati) këmbët sa ke jor-ganin (plafin, shtratin) ;. *u. shih te* JORGAN,~I.
SHTRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTROJ, SHTROHEM. *Shtrimi] i shinave. Shtrimi i të sëmurëve. Shtrimi i klloçka\)e (i pataVe).*
SHTRIQ *kal.,* ~A, ~UR. Shtrij, ndej (trupin, gjymtyrët) për t'i shpirë. *Shtriq krahët (këmbët).*
SHTRIQEM *vetv.* Shtrij krahët e këmbët dhe ndej trupin për t'u shpirë (kur ngrihem nga gjumi, kur jam i lodhur ose kur me vijnë ethe); shtrihem, shpihem. *Shtriqej në shtrat. Shtriqej maca pranë Vatrës. Shtriqet se është i sëmurë.*
SHTRIRAZI *ndajf.* Shtrirë, rrafsh me sipërfaqen. *E vërviti gurin shtrirazi mbi ujë.*
SHTRfRË,~A (e) . *kryes. sh.* ~A, ~AT (të).
Dëshira që ndien njeriu për t'u shtriqur, zakonisht kur i fillojnë ethet. *Me vijnë të shtrira.*
SHTRIRË (i,e) *mb.* 1. Që është i nderë mbi diçka; që është rrafsh me sipërfaqen. *I shtrirë në shtrat (pranë zjarrit). I shtrirë në shpinë (përmbys, barkas), Nuk e lënë grurin të shtrirë në are.*
*2.* I hapur, i nderë për së gjati e për së gjeri mbi diçka. *Hap i shtrirë. E ka kërcellin të shtrirë. I ka rrënjët të shtrira.*
3. *bised.* I nderë, i përfushtë. *Tepsi e shtrirë.*
SHTRIRË *ndajf.* 1. Duke qenë i nderë mbi diçka, rrafsh me sipërfaqen, jo me këmbë. *Rri (lexoj) shtrirë. E i>ë shtrirë diçka. Shtrirë në shpinë.*
2. Duke e hapur, duke e nderë për së gjati e për së gjeri; *kund.* mbledhur. *mbante këmbët shtrirë.*
SHTRIRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTRIJ, SHTRIHEM. *Shtrirja e shinave. Shtrirja e rrjetit të tregtisë (e shërbintit shëifdetësor). Shtrirja e arsimit të mesëm. Shtrirja e forcave të Partisë. Shtrirja e lëvizjes komuniste (pu-nëtore, greviste).*
2J Hapësira a sipërfaqja që zë ose ku vepron dikush a diçka. *Shtrirje horizontale. Shtrirja e shtresave të qymyrit, Ka një shtrirje prej 1800 metrash.*
3. Koha që zë një dukuri, koha gjatë së cilës zhvi-llohet një ngjarje a një veprim. *Shtrirja në kohë.*
SHTRlSHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që mund të shtrihet lehtë; që mund të hiqet tel a të petëzohet (për metalet). *Bakri është metal i shtrishëm.*
SHTRISHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i shtrishëm, vetia për t'u hequr tel a për t'u petëzuar.
SHTROFAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Strofkë.
SHTROFKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Strofkë.
SHTROFULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Strofkë.
SHTROHEM *vetv.* 1. Ulem e rri; ulem për të ngrë-në e për të pirë; ulem e rri gjatë diku për të bërë mu-habet me nge. *Shtrohem në shesh (mbi bar, mbishilte). U shtrua në krye të vatrës. U shtruan në tryezë (rreth sofrës). U shtruan në bisedë. Shtrohem të ha drekë. Ishin shtruar në kafene (në klub). Është shtruar mirë (si në shtëpinë e tij). U shtrua këmbëkryq. U shtruan vendçe* u ulën e ndenjën sipas zakonit të vendit.
2. Shkoj në një institucion shëndetësor e rri aty ca kohë për t'u mjekuar ose për ndihmë tjetër mje-
kësore. *U shtrua në spital (në shtëpinë e lindjes). U shtrua për operim.*
3. *vet. veta III.* Bie duke formuar një shtresë pak a shumë të trashë e duke mbuiuar gjithë vendin (për borën). *U shtrua bora e re mbi të vjetrën.*
4. *vet. veta III.* Ulet. rrafshohet, sheshohet; qe-tësohet, bie, ulet (për detin, lumin etj.); *fig.* b5het me i qetë. *Është shtruar bari. Nuk i shtroheshin jiokët. U shtrua deti (lumi, liqeni). U shtrua biseda (muha-beti, diskutimi).*
5. *vet. veta III.* Bie klloçkë. *U shtrua pula.*
*6. fig.* I hyj diçkaje me zell e me dëshirë, punoj me ngulm. *është shtruar punës (mësimit, shkollës).*
7. *vet. veta III.* Paraqitet, del përpara për ta shqyr-tuar, për ta zgjidhur etj. (një çështje, një detyrë etj.), *Shtrohet pyetja... Çështja shtrohet kështu... Shtro-hen detyra të reja.*
8. Vihem nën pushtetin a nën sundimin e dikujt, nënshtrohem; i bindem dikujt, bëj si të me thotë ai. *Shqiptarët nuk iu shtruan kurrë të huajit. Nuk shtrohet ky popull. Iu shtrua Vullnetit të prindërve.*
9. Mblidhem, bëhem i bindur e i urtë, filloj të sillem mirë, heq dorë nga çapkënllëqet, urtësohem. *Është shtruar çuni. Do të shtrohet edhe ai. Kur u martua, u shtrua.*
10. Veproj sipas një udhëzimi, vendimi a porosie; vihem përpara dikujt që të vlerësojë veprimet a sjell-jet e mia. *shtrohem stërvitjes. I shtrohem mjekimit. I shtrohej tatimit. Iu shtrua gjykimit të masave.*
11. *vet. veta III.* Mësohet për here të parë si kafshë ngarkese a shale. *U shtrua mëzi.*

12. *vet. veta HI.* Punon njëfarë kohe (një motor a automjet) për prove (kur është fare i ri a kur ka dale nga riparimi i përgjithshëm), që të zënë vend e të për-shtaten sa me mirë njëra me tjetrën pjesët e ndryshme dhe të përballojnë pa dëmtime punën e mëtejshme me ngarkese të plotë. *Është shtruar mirë motori (makina).*
13. *Pës. e* SHTROJ.
*ie V* shtruan (u ftohën, u ulën, u shuan, u zbutën) gjakrat *shih te* GJAK,~U. Shtrohem (ulem) këmbëkryq *me dike* e bisedoj një punë gjatë e gjerë dhe shtruar me dike. Shtrohet këmbëkryq *diku* a) zë vend mirë, e ndien veten si zot, e ndien veten si në shtëpinë e vet; b) hedh rrënjë e merr përhapje të gjerë; sundon, zotëron. Shtrohem në kuvend *m e dike* nis një bisedë të gjatë me dike për t'u marrë vesh për një çështje, pranoj te hyj në bisëdime me dike për të zgjidhur një çështje. Shtrohem (Has, bisedoj) rrafsh *me dike shih te* RRAFSH. Shtrohem (ulem) në një tryezë *me dike shih tek* TRYEZË, ~A. Shtrohem vendçe e bisedoj një punë gjatë e gjerë dhe shtruar me dike, shtrohem këmbëkryq me dike.
SHTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Hedh diçka mbi një send a mbi një sipërfaqe, aq sa të formohet një shtresë pak a shumë e trashë, hap a ndej diçka mbi një send; e rrëzoj dhe e përhap në shesh. *Shtroj bar (kashtë, fier, dushk). Shtroj rërë (zhavorr, dhe). Shtroj llaçin. Shtroj Vrahun* shtroj duajt në lëmë për t'i shirë.
2. Ndej përdhe a mbi një sipërfaqe tjetër diçka të gjerë ose të gjatë, shtrij në shesh, hap. *Shtroj çar-çafin (qilimin, dyshekun, shtresat). Shtroj një rrogoz.Shlroj një mbulesë mbi tryezë. Shtroj gunën. Shtroj petët në tepsi. Shtroj shtëpinë (dhomën)* rregulloj shtë-pinë (dhomën) dhe vë qilimat e mbulesat e mira. *Shtroj shinat* vendos shinat mbi kryqësoret e heku-rudhës. *Shtroj linjën* shtrij telin e një linje. *Shtroj poshtë.*
3. Hedh çimento, zift etj. ose vë dërrasa, gurë, pllaka etj. pranë e pranë për të mbuluar një sipër-faqe. *Shtroj dyshemenë. Shtroj pllakat (parketin). Shtroj rrugën me kalldrëm (me zhavor, me asalt). Shtroj trotuarin me pllaka. Shtroj oborrin me çimento. Shtroj dhomën me parket.*
4. Përgatit shtratin për të fjetur, hap shtresat e mbulesat. *U shtroi në dhomën e mirë. U shlroi përdhe (në shesh, pranë vatrës). Shtrona të flemë!*
5. Përgatit tryezën a sofrën, vë në të gjellët, ush-qimet e ndryshme, pijet dhe sendet që përdorim kur hamë e pimë; i vë përpara dikujt të ngrëna e të pira të shumta. *Shtroj tryezën (sofrën). Shtroj drekën (darken, mëngjesin). Shtroj bukën. Shtroj rakinë* vë raki e meze në tryezë. *Na shtroi arra (fiq të thatë, mollë e verëj. Shtroj një drekë (një darkë, një banket)* bëj a jap një drekë (një darkë, një banket) për nder të dikujt, duke ftuar me këtë rast edhe të tjerë. *la shtroi mikut* i vuri përpara të hajë e të pijë mirë që ta kë-naqte.
6. E bëj diçka me nge, për një kohë të gjatë e me qejf (për të ngrënët, për të pirët, për muhabetin etj.). *la shtruan* hëngrën e pine me nge e sa u deshi qejfi. *la shtruan tërë natën më të pira (me të ngrëna). la shtruan muhabetit (bisedës). la shtronte për nalë.*
7. *vet. veta III.* E detyron të rrijë rënë në shtrat derisa të shërohet (për sëmundjet). *E shtroi sëmundja (gripi) në shtrat.*
8. Çoj një të sëmurë në një institucion shëndetësor që të rrijë aty për ca kohë për t'u mjekuar ose për ndihmë tjetër mjekësore. *Shtroi gruan (vajzën). E shtroj në spital (në sanatorium., në shtëpinë e lindjes).*
*9. jokal. Vet. veta III.* Formon një shtresë pak a shumë të trashë duke mbuluar gjithë vendin (për bo-rën); fillon të bjerë i dendur e pa pushim, fillon të bjerë më të butë (për rreshjet). *Shtroi bora. Shtroi shiu.*
10. Ul, e bëj të ketë një sipërfaqe të sheshtë a të lëtnuar; shtrij; e rrëzoj dhe e rrafshoj përtokë. *Shtroj flokët. E shtroj me hekur (një rrobë). E shtroi grurin breshri.*
11. Vë të ngrohin vezët c të nxjerrin zogj, vë klloç-kë (për shpendët shtëpiakë); *vet. veta III* lëshon vezët në një vend të përshtatshëm për zhvillimin e tyre (për insektet e krimbat). *Shtroi dy pula (një pa:ë, një rose, një pule deti). Shtron vezët.*
1Z. Paraqit një çështje, një problem etj. për shqyr-tim; vë a nxjerr para dikujt çështje, probleme etj. që kërkojnë zgjidhje. *Shtroj një çështje (një problem). Shtroi programin (planin). Shtroj diçka më të madhe (me force), Shtroj për diskutim. E shtroj në mbledhje (në organizatë, në parti, në drejtori, në sektor). E shtroi para popullit. Plani shtron kërkesa të reja (detyra të mëdha). E shtroi drejt (qartë, mirë). I shtroi vetes një pyetje.*
13. Vë turshi. *Shtroj speca (tranguj, domate, lakra). Shtroj (turshi) për dimër.*
14. Vë dike nën pushtetin a nën sundimin tim, duke thyer me force qëndresën e kundërshtimin e tij; shtyp
a thyej një kryengritje etj.; nënshtroj. *Donte të shtronte vendin. Nuk i shtroi dot krahinat (fiset) kryengritëse. U përpoqën të shtronin malësitë.*
15. E bëj të me bindet, e sjell në vete, e mbledh; e bëj të sillet mirë e të veprojë si duhet; e bëj të heqë dorë nga çapkënllëqet a nga marrëzitë. *E shtroi puna (kolektivi). S'e shtronte dot të birin.*
16. E vë për here të parë të mësohet si kafshë ngar-kese a shale, i vë samar a shale për here të pare. *Shtroj kalin (mushkën, gomarin).*
17. Vë të punojë një fare kohe për prove (një motor a një automjet fare të ri a pas riparimit të përgjith-shëm) që të zënë vend e të përshtaten sa me mirë njëra me tjetrën pjesët e ndryshme dhe të përballojnë pa dëmtime punën e mëtejshme me ngarkesë të plotë. *Shtroj motorin (makinën).*
18. edhe *jokal. jig.* E bëj më të qetë e më të shtruar. *E shtruan lojën, sport. E shtroi muhabetin.*
E shtroi në dru (në dajak) *dike* e rrahu shumë, e shqepi së rrahuri, e shqepi në dru. Shtroi çipat *m e dike* zhduk mosmarrëveshjet, rrafshoj pikat e kundërta me dike për t'u pajtuar me të. Shtroi gunëc u sheshua diku për të ndenjur gjatë e pa u bërë merak për asgjë; vajti në shtëpi të dikujt dhe ndenji një kohë të gjatë pa qenë i dëshiruar, i zuri derën dikujt. I shtroi (i ftohu, i uli, i shoi, i zbuti) gjakrat *shih te* GJAK,~U. la shtroi (e bëri dasmën) deri në gju *shih te* GJU,~RI. E shtroi nën havan *dike shih te* HAVAN,~I. Shtroj kuvend *me dike* nis një bi-sedë të gjatë me dike. la shtroi me lute *shih te* LVLE, ~JA. E shtroi mendjen arriti në një përfundim të caktuar dhe mod një vendim për një çështje, e mblo-dhi mendjen dhe gjykon me gjakftohtësi. E shtroi (e uli) qafën (kurrizin) *përb. shih te* QAFË,~A. Shtroj syrin marr shenjë. Edhe sikur të ma shtrojnë me flori *shih te* FLORI,~RI. Demin e shtron zgjedha . *u. shih te* ZGJEDHË,~A. Si të shtrosh, ashtu të mbu-lojnë *fj. u.* si të sillesh më të tjerët, ashtu do të sillen

edhe të tjerët me ty. Sofrën shtroje edhe me bukë e kripë (e qepë) . *u. shih te* SOFËR,~RA.

SHTROJERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend që nuk e zë era, vend i mbrojtur nga era e zakonisht me diell. *Rrinin në një shtrojerë.*

SHTROJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shtresë a rrobë që shtrohet për të fjetur ose për te ndenjur butë. *Shtrojë e butë. Shtroje e leshtë. Shtroja e shtratit. Shtrojë e mbulojë. Mbledh (ngre) shtrojat. U ngrit nga shtroja.*

2. Shtresë kashte, gjethesh etj., që u shtrohet ba-gëtive, shtresë. *Shtrojë prej bari të thatë. Kashta e shtrojës. Mbledh fier për shtrojë.*

3. Dysheme e shtruar me dërrasa a me pllaka. *Fshij shtrojën.*

4. Mbulesë. *Shtroja të pastra (të bukura). Shtrojë mushamaje. Shtrojë tryezë.*

5. Cope shajaku a lëkure me qime të buta ose cope prej lënde tjetër, e prerë në trajtën e këmbës, që shtrohet në këpucë a në opinga për të mbrojtur ço-rapet ose për të mbajtur ngrohtë; shputa e çorapit; gjurmashkë.

6. *krahin.* Kasollja e qenit. *E mbanin qenin në shtrojë.*

SHTROJSË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëkurë deleje a dhie, e tharë, që shtrohet përdhe për të ndenjur mbi të; postiqe. *Shtrojsë dhie (deleje). Rri në shtrojsë.*2. Rrobë e trashë që shtrohet para derës së shtë-pisë për të fshirë këmbët kur hyjmë brenda. *Fshij këpucët në shtrojsë.*

3. Tjegulla që shtrohet në çati me shpinë nga poshtë.

$HTROMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shtroja e butë, e mbushur me kashtë, që i vihet samarit nga brenda; rroba e trashë që i vihet nga poshtë kësaj shtrese. *Shtroma e Samarit. Shtrontë me lëkurë dhie (deleje).*

^HTRONJAR,~E *mb.* 1. Që shtrihet e ikën për-dhe, zvarritës. *Ferrë shtronjare. Lastar shtronjar.*

%. *si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ferrë shtronjare. *E prishi misrin shtronjarja.*

SHTRONJARE,~JA . 5. ~E, ~ET. Diçka që shtrohet poshtë për të mbajtur mirë ose butë një gjë që mbështetet mbi të; shtrojë. *Shtronjarja e mu-Hirit. Shtronjarja e a-Mmendit. Shtronjaret e opingave.*

SHTRUAR,~I 0) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që shtrohet në një institucion shëndetësor për t'u mjekuar ose për të marrë ndihmë mjekësore. *Numri i të shtruarve. Kishte njëzet të shtruar.*

S;HTROAR,~A (e) . *zakon. sh.* ~A, ~AT (të). 1. Rrobat që shtrojmë për të fjetur, shtresat e mbu-lesat; shtrojë. *Bëri gati (solli, ngriti) të shtruarat. Ra \në të shtruarat. U ngrit nga të shtruarat.*

*2. vet. sh. krahin.* Turshi.

SttTRUAR (i,e) *mb.* 1. Që është ndrequr e ka qi-limd të hapur në dysheme, mbulesa të reja etj. *Dhomë (shtëpi) e shtruar. E mbajnë shtëpinë të shtruar.*

2. E mbushur me gjellë e ushqime të ndryshme, me pije etj. dhe e pajisur me sendet e me mjetet që përdorim kur name e pimë. *E gjetën tryezën (sofrën) të shtruar.*

3.j I asfaltuar ose i veshur me kalldrëm, me pllaka etj.; *kund.* i pashtruar. *Rrupë të shtruara. Oborr i shtruar.*

4. I sheshtë, i rrafshët, i butë (për relievin e një vend!, për sipërfaqen e diçkaje etj.). *Vend i shtruar. Tokë e shtruar. Rrugë e shtruar. Kodër e shtruar. Flokë të shtruar. Duntreja është më e shtruar se Skrapari.*

5. Që bie qetë e ngadalë dhe mban shumë (për shiun). *Shi i shtruar.*

6. *fig.* I urtë, i bindur, i dëgjueshëm; që nuk rrëm-behet, që i gjykon punët qetë e pa u ngutur; që punon qetë *J)* me durim. *Grua e shtruar. Njeri (burrë, djalë) i shtruar. Është i shtruar në punë (me shokët).*

7. *fig.* I qetë, i ngadalshëm, jo me ritëm të shpejtë. *Zë i shtruar. Bisedë e shtruar. Valle (këngë) e shtruar. Lojë e shtruar. sport. Me hap të shtruar.*

8. Që ka rënë klloçkë. *Ka dy pula të shtruara.*

*9. krahin.* I vënë turshi, i regjur. *Tranguj të shtruar.* Me mendje të shtruar duke e parë punën me gjakftohtësi; i qetë, me mendje të mbledhur.

SHTRUAR *ndajf.* I. Ndenjur shesh. *Rri (ulem) shtruar..*

*2.* Duke qenë çdo gjë gati. *E gjeti shtruar.*

3. Ngadalë, butë, qetë. *Bie shiu (bora) shtruar. la nisi shtruar.*

*A.* Pa hasur pengesa e vështirësi, pa ngecuf, qetë; pa ngjitje e zbritje (edhe *fig.). Lumi rridhte (ecte) shtruar. Shkoi shtruar puna. Veprimi në roman zhvi-llohet shtruar. Nuk ecën shtruar gjithçka.*

5. Me qetësi, qetë, pa u nxehur, jo me rrëmbim; duke e parë nga të gjitha anët e duke e peshuar mirë. *Ta marrim punën shtruar. Të flasim (të bisedojmë, të kuvendojmë) shtruar. Merre me shtruar. E ka zënë shtruar.*

*6.* Ngadalë dhe qetë e qetë. *la ka marrë shtruar (këngës).*

• Gënjen (rren) shtruar (përtokë) gënjen në mënyrë aq të nolle e me gjakftohtësi të madhe, saqë të tjerët e besojnë. E gjeti Iëmin shtruar *shih te* LËMË,~I. E gjeti sofrën shtruar *shih te* SOFËR,~RA. I rri sofra gjithnjë shtruar *dikujt shih te* SOFËR,~RA. Guri që punon shtruar, bën miell të butë *fj. u.* njeriu këmbëngulës dhe fjalëpakë bën punë të mirë.

SHTRUARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTROJ, SHTROHEM. *Shtruarja e pllakave, Shtruarja e rrugëve me asalt (me kalldrëm). Makina e shtruarjes së lëkurës.*

SHTRCES,~E *mb.* 1. Që shërben për të shtruar diçka. *Makinë shtruese.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~>, '~IT. Punëtor që punon për shtruarjen e materialeve të ndryshme të ndër-timit. *Shtrues pllakash.*

3. *si em.* ~E, ~JA. *sh.* ~E, ~ET. Makinë shtruese. *Shtruese asfalt-betoni.*

SHTRUF,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet.* Unaza që shtrëngonte tytën me drurin nën të na pushkët e vjetra.

2. *krahin.* Litar i bërë prej lëkurës së dhisë, që për-doret kryesisht për të lidhur kafshët; retër.

SHTRUNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shteg i ngushtë afër derës së vathës, i bërë me gurë ose me gardh, ku shkojnë dhentë a dhitë një nga një kur i mjelim; vend i rrethuar në vathë ku futen dhentë a dhitë dhe prej andej nxirren një nga një nëpër një shteg të ngushtë për t'i mjelë. *Shtrunga e vathës. Dera e shtrungës. Gurët e shtrungës. Ngre shtrungën. Mjel. dhentë (dhitë) në shtrungë. Mbledh (fut) dhentë në shtrungë.*

*2.* Vathë.

3. *krahin.* Sheke që përdoret për të mjelë bagëtinë.

-Ar Si dhentë në shtrungë ngucur, rrasur, ngushtë; mbledhur bashkë shtrënguar e në mënyrë të çrregullt. E futi në shtrungë *dike e* shpuri dike në një gjendje që s'ka nga t'ia mbajë, e detyroi të bëjë ashtu siç i thotë ai, e vuri nën urdhrat e veta. I erdhl në shtrungë i erdhi në shteg, i erdhi në dorë, e ka në dord.

SHTRUNGËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që mjel bagëtinë në shtrungë.
SHTRYDH *kal,* ~A, ~UR. 1. E shtyp, e shtrëngoj a e përdredh fort diçka sa t'i dale lëngu që ka brenda ose t'i kullojë uji. *Shtrydh limonin (domatet, rrushin, ullinjtë). Shtrydh çarçafët (këmishët, çorapet). Shtrydh gjirin. Shtrydh lungën (të thatin).*
*2. fig.* E rrok dhe e shtrëngoj fort dike. *Jo aq fort, se me shtrydhe! E mori fëmijën dhe e shtrydhi në gji-*
3. edhe *fig.* la marr të gjitha ç'ka, e shkrënd; e shfrytëzoj deri në palcë, i rrëmbej edhe pikën e fundit; marr vesh prej dikujt gjithçka që di ai, duke përdorur zakonisht mënyra shtrënguese. *E shtrydhi lopën* e moli deri në pikën e fundit. *shtrydhi xhepat* s'i mbeti asnjë lek në xhep. *E shtrydhnin token. I shtrydhi të gjitha burimet (mundësitë). I shtrydhnin punëtorët (tëvarfrit). E shtrydhën, i nxorën gjithçka ditue dhe e flakën tej.*
*4. fig.* I heq hollësirat e gjërat e tepërta, duke mbajtur ato që janë me kryesoret, e ngjesh. *E sktrydk leksionin.*
*k* SWrydh tnrtt (nead]ea) mendohem fort për diçka, vras mendjen. Sbtrydh tytf qaj me zor, me pahir. Me trydU zemrea me preku thellë në zemër.
SHTRYDHEM *vetv.* 1. *bised.* Përmbahem në të folur, bëj të them diçka e nuk e them, ndrydhem. *Pse shtrydhesh ashtu?*
2. *ret. vela III fig.* Lëshon shiun (për rctë). *U shtry-dhën retë.*
3. *Pës. e* SHTRYDH. *Ësklë bërë për t'u shtrydhur.*
SHTRYDHËS,~E *mb.* 1. Që shërben për të shtrydhur diçka. *Vegël (makinë) shtrydhëse. Cilindër shtry-dhës.*
*2. si em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vegël a çdo mjet tjetër që shërben për të shtrydhur. *Shtrydhëse mekanike. Shtrydhëse limoni (domatesh). Shtrydhëse rrushi.*
SHTRYDHËTAR,~E *mb. keq.* 1. Që përpiqet të nxjerrë sa me shumë përfitime nga të tjerët për veten e vet, që përpiqet vetëm të marrë nga të tjerët e të mos jape asgjë, që shikon vetëm interesin e vet; zhva-tës.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ishte shtrydhëtar I madh.*
SHTRYDHEZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lule-shtrydhe, dredhëz.
SHTRYDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTRVDH, SHTRYDHEM.
*Shtrydhja e rrushit (e ullinjve, e pemëve).*
SHTRYDHUR (i,e) *mb.* Që i është nxjerrë lëngu duke e shtypur fort, që nuk ka me lëng. *Limon i shtrydhur. Rrush i shtrydhur.*
*k* Limon i shtrydhur njeri që është shfrytëzuar nga të tjerët për interesin e tyre dhe pastaj është brak-tisur si diçka që nuk hyn me në punë.
SHTUAR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Shtesë,
shtojcë. më të *shtuara.*
SHTËARA *ndajf. krahin.* Me këmbë. *Rri (qëndron) shtuara. U ngrit shtuara.*
SHTUESHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që shton në të zier, shtojës. *Oriz i shtueshëm.*
2. Që shtohet, që shumohet shpejt, shtojës. *Fare e shtueshme. Pëllumbi është shpend i shtueshëm.*
SHTUF,~I i m. 1. Gur i lehtë, i thërrmueshëm e me shumë pore, i formuar nga lidhja e çimentimi i grimcave të hirit dhe të pluhurit vullkanik, që për-doret në ndërtim etj. *Gur shtufi. Pllakë shtufi. Damar shtufi.*
*2.* Shkëmb ranor i butë e i thërrmueshëm, që për-dore,t në ndërtim në vend të rërës. *Shtuf gëlqeror (ranor).*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Gur shtuf. Tokë (kodër, vend) shtuf.*
SHTUF,~I a *m. sh.* ~E, ~ET *anat.* Ashti i krahut nga bërryli deri te supi; sup. *Shtufi i krahut. Puna do shtufe e shpatulla.*
SHTUFAK,~E *mb.* Që është si shtuf, shtufor. *Shkëmb thtufak.*
SHTUFfSHTË,~A . . ~A, ~AT. Tokë me gurë shtufi, vend shtuf; tokë prej shtufi të thërrmuar, tokë e varfër; shtuftinë. *Toka ishte shtufishtë.*
SHTUFJE *mb.* Dardhë shtnfJ”: lloj dardhe kokërr-madhe, e butë, e shkrifët dhe shumë e ëmbël, që piqet në gusht.
SHTUFOR,~E *mb.* QË përbëhet prej shtufi; që është si shtuf; shtufak. *Tokë shtufore. Brigje shtufore. Shkëmbinj shtufore.*
SHTUFTfNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shtufishtë. *E kam token shtuftinë.*
SHTUNË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (tt). Dita e gjashtë e javës, që vjen pas së premtes. *Të shtunat komuniste. Të shtunën mbrëma. Vjen të shtunave.*
SHTUPELLË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Letër e trashë që përdornin bakejtë për të mbështjellë mallrat që shitnin (sidomos sendet ushqimore), letër bakejsh.
SHTUPyË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa me fije më të trasha që del pas krehjes së lirit a të kërpit dhe që përdoret për të mbushur dyshekë, shilte etj. ose për të zënë të carat e vozave, të barkave etj. *Shtupë kërpi (liri). tfdaj grethin nga shtupa. Zë të carat (vri-mat) me shtupë. Mbush shilten (samarin) me shtupë.*
2. Një cope leckë e mbledhur shuk, misërishte, dru etj., që përdoret në vend të tapes për të mbyllur një shishe, një shtambë, një bucelë etj.; leckë a diçka tjetër (fije liri etj.), që përdoret për të zënë të carat e vozave, të barkave etj.; leckë që përdoret për të larë enët ose dyshemenë, sukull. *Shtupë lecke. Shtupë enësh. Shtupa e shishes (e katruves, e bucelës). I vë (i heq) shtupën. Zë (mbyll) me shtupë. I shkoj (i bie) një shtupë dhomës (shtëpisë).*
3. *min.* Lënda më të cilën shtupohen birat e minave.
4. Diçka e thatë, pa lëng dhe e ngjeshur; shuk mishi a i një ushqimi tjetër, që ka mbetur pa lëng nga të përtypurit e të mbajturit gjatë nëgojëdhe nuk gëll-titet dot. *Shtupë djathi. Shtupë mishi.*
5. *përd. mb.* I thatë, i ngjeshur e që mezi përtypet (zakonisht për disa ushqime që duhet të jenë të buta e me lëng). *E paska bërë përsheshin shtupë. Iu be shtupë mishi në gojë.*
•*k* la la shtupë *dikujt* ia la dikujt një punë në gjendje të atillë, që të mos dijë se nga t'ia mbajë, ia la punët shuk. E ka bërë shtupë enësh *dike* e ka bërë leckë fare dike, e ka marrë nëpër këmbë. I ishte bërë zemra shtupë e ka humbur fare guximin, i është li-gështuar zemra, i është bërë zemra leckë. I doli puna shtupë i doli puna bosh, s'pati asnjë dobi, s'nxori gjë në dritë. Ia kanë mbyllur (ia kanë zënë, ia kanë vulosur) gojën me shtupë nuk e lënë të flasë, e kanë detyruar të heshtë. I vuri shtupën (tapëu) gojës e mbylli gojën, nuk flet fare, e kyçi gojën.
SHTUPIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTUPOJ, SHTUPOHET.
*Shtupimi i të çarave (i vrimave). Lëndë shtupimi. min.*
SHTUPOHET. *Pës. e* SHTUPOJ.

SHTUPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zë a mbyll me shtupë. *Shtupoj shishet. Shtupoj vozat (barken). Shtupoj një Vrimë (një të çarë, një plane)*. *Shtupoj me lecka.*2. *min.* Mbush me lëndë të ndryshme (rërë, argjilë, pluhur gurësh etj.) birat e minave, që plasja të jetë sa më e fuqishme.
SHTUPOS *kal.,* ~A, ~UR. Shtupoj. SHTUPOSET *pës.* Shtupohet. SHTUPOSJE,~A *sh.* ~E, ~ET. Shtupim.
SHTUPOSUR (i,e) *mb.* Që është i zënë a i mbyllur me shtupë.
SHTUPUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtori që me-rret me shtupimin e barkave.
SHTURË,~A *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog i vogël shtegtar, i ngjashëm me harabelin, me pupla të zeza e me cirka të bardha në krahët e në bark, me sqep të shtypur në majë, i cili është shumë i shkathët e i lëvizshëm dhe këndon bukur.
SHTURMAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *det., av.* Drej-tuesi i Jundrimit (të një anijeje) a i fluturimit (të një ayioni). *Shturmani i anijes. Kabina e shturmanit.*
SHTYHEM *vetv. 1.* Shtyj dike dhe ai me shtyn mpa, shtyjmë njëri-tjetrin; lëviz e hap rrugë me vësh-tiresi duke u përplasur me njërin e me tjetrin (kur nIfodhem në mes të një turme a diku ku ka shumë rfjerëz). *Po shtyhen qetë. Po shtyheshin për të hyrë (për të dale). Mos u shtyni!*
2, Lëviz nga vendi e shkoj pak më tej; hap vend. *Sntyhu pak! Shtyhu me tutje!.-.'jL eclhe fig.* Arrij deri diku duke shkuar në një drejtimtë caktuar; shkoj më tej duke ndjekur një mjgë a një drejtim të caktuar, hyj, futem me thellë. *U shtynë derinë Drin. I shin shtyrë thellë në pyll. Nuk u sftty megjatë (me tutje)* nuk vijoi më tej, nuk shkoi ipç thellë. *Është'shtyrë thellë në atëpunë. Është shtyrë në moshë* është plakur. *Ishte shtyrë në pije* kishte fl-lluar të pinte mjaft, ishte bërë pijanec.
4, *vet. veto III.* Shkpn, kalon në një fare mënyre a me vështirësi. *Ditët mezi shtyheshin.*
5. *Pës.':-e* SHTYJ. *U sftty mbledhja (dastna, loja).*
SWYJ *kal.,* ~VA, ~RË. I. I vihem me force dikujt a diçkaje për ta lëvizur nga vendi në një drejtim të caktuar, e lëviz me force; i jap me force që ta zhvendos, ta rras a ta ngjesh diku, ta largoj a ta hedh tutje etj.; e lëviz a e zhvendos me tutje. *Shtyjdollapin (tryezën, shtratin),. Shtyj karrocën (vagonin, barken në ujë). Mos e shtyj tapën brenda! Shtyj ushtarin* (në lojën e shariut). *Shtyj derën. Shtyj kufirin (mezhdën, gardhin)* e çoj mç tej kufirin (rriezhdën, gardhin) përjta zgjeruar sipërfaqen e truallit. *E shtyj përpara (prapa, majtas, djathtas, tutje). SJityje edhe pak (edhe ca)i E shtyu në battë (në ujë, në det, në hendek). E shtyu në greminë. Shtyj• gjylen. sport,* hedh gjylen. *Shtynin nj'ëri-tjetrin. Mos me shtyj! Mos shtyni! E shtyu nga shkatlët (nga lira). E shtyu pa dashur.*
2.| I bie lëhtë dikujt që t'i jap një shenjë a t'i tër-heqj vëmendjen për diçka. *E shtyu me berry I që të pushonte,*
3J E zmbraps dike, ë detyroj të tërhiqet. *E shtynë armikun. E shtynë thellë në pyll.*
4.j E kaloj poshtë, e geiltit; e përcjell me zor. *Mezi e shtynin buken me ca shëllirë.*
5. E nxit dike të bëjë, të thOtë a të mendojë diçka, i shtie ndër mend diçka. *£ shtynë shokët (prindëht, motrat). E shtyu kureshtja. I shtynë për kryengritje.*
*I shtynë të pajtohen. Të shtyn të punosh (të kërkosh, të mendosh). Kush të shtyu ta bësh këtë? Mos me shtyj ta them!*
6. E-lë për me vonë një punë; e zgjat afatin e për-fundimit të diçkaje. *E shtynë nisjen (mbledhjen, das-mën, lejen, afatin). I shtynë zgjedhjet (votintet). E shtyu pagesën (dërgimin, dorëzimin) e diçkaje. E shtyj një ditë (një javë, një muaj). Mos e shtyj me këtë punë! E shtyn nga dita në ditë. E shtynë për të shtunën. E shtynë për ditën e moskurrit. iron,* e shtynë pa afat të caktuar.
7. Kaloj kohën në njëfarë mënyre; jetoj në një-farë mënyre me vështirësi ekonomike a në gjendje të rëndë shpirtërore; ia dal të jetoj. *Shtynte ditët në vetmi. Sa për të shtyrë kohën. Mezi e shtynë atë vtt. E shtymë si e shtymë edhe atë javë. Nuk do ta shtyjë gjatë.*
-AT E shtyn me gjoks *një punë shih te* GJOKS, ~I. E shtyn me hosten *dike shih te* HOSTEN,~I. Shtyn (ngacmon, trazon) urët *shih tek* URË,~A n.
SHTYLLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shtalka rreth së cilës rrotullohet kanati i derës. *Shtyllaku i derës. U mbështet pas shtyllakut.*
SHTYLLA^K,~E *mb.* 1. I gjatë, i shëndoshë e i forte si shtyllë. *Burrë shtyllak. Kale shtyllak.*
2. *fig.* Që e mban fjalën e dhënë, që nuk i luan fjalës, besnik. *Djalë (burrë) shtyllak.*
SHTYLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Trung druri, guri, metali a betoni, i gjatë, i drejtë e i plotë, i ven-dosur me këmbë a i ngulur pingul në tokë, që shërben në ndërtime dhe për të mbajtur diçka të rëndë. *Shtyllë e lartë (e trashë). Shtyllë e centrifuguar. Shtyllë druri (betoni, hekuri). Shtyllat e telefonit (e tensionit të lartë). ShiyHat e tezgjahut. Shtylla për minierat* trarë që shërbejnë për të mbrojtur galeritë e minie-rave nga shembjet. *Ngul (vendos, ngre) shtylla. Nuk mbahet shtëpia me një shtyllë. fj. u.*
2. *ark it.* Trung i lartë prej guri a prej mermeri, me trajta e përmasa të ndryshme, që shërben për të mbajtur pjesë të veçanta të një ndërtese ose për zbu-kurimin e saj; përmendore në këtë trajtë, që ngrihet për të përkujtuar një figure a një ngjarje historike. *Shtyllë e rrumbullakët (katërkëndëshe). Shtyllë e zbukuruar (me zbukurime). Shtyllë mermeri. Portik me shtylla.*
3. *sport.* Secili nga tre trarët e portës në lojën e fut-bollit. *Shtylla pingule (horizontale). Gjuajtje mbi shtyllë. Rrahu shtyllën.*
4. *fiz.* Lëndë e lëngët a e gaztë që lëviz lart e poshtë në një gyp të vendosur pingul. *Shtylla e zhivës (e ter-mometrit). Shtyllë uji.*
5. Secila prej ndarjeve për së gjati në faqen e një gazete, të një reviste a të një libri. *Shtylla e parë (e dytë, e majtë, e djathtë). Shtylla të ngushta (të gjera). Shtyllat e gazetës (e fjalorit). Faqe me gjashtë shtylla. Artikull me katër shtylla.*
6. Secila prej nënndarjeve për së gjati në një re-gjistër etj., në të cilat shënohen të dhëna të veçanta; radhë fjalësh, shifrash etj., të vendosura njëra nën tjetrën. *Shtylla e emrit dhe e mbiemrit. Shtylla e mo-shës (e datëlindjes). Shtylla e mesatares. Shtylla e të hyrave (e të dalave). Shtyllë numrash. Katër shtylla me emra (me nënshkrime). E ndaj faqen në gjashtë shtylla.*7. *tek.* Pajisje prej metali ose prej xhami, si ci-lindër i gjatë, që përdoret në industrinë kimike për distilimin e lëndëve të ndryshme, për filtrimin e tyre etj. *Shlyllë distilimi (dendësimi). Shtyllë me pjata.*
8. Tym, pluhur, avull etj. që vërtitet nga era ose që ngrihet drejt përpjetë, shtjellë tymi, pluhuri etj. *Shlyllë tymi (pluhuri, avulli). Shtyllë hiri (në vullkanet).*

9. *fig.* Ai që mban barren më të madhe në një punë, ai që është mbështetja kryesore e diçkaje, ai që luan rolin kryesor në familje, në një grup, në një shoqëri etj. *Shtylla e shtëpisë (e families, e konakut). Shtylla e skuadrës. Shtylla e demokracisë. Shtylla e reaksionit.*
10. *përd. mb. fig.* I forte, i qëndrueshëm, i patun-dur. *Është shtyllë. Qëndron shtyllë e s'bëhet urë.*
• Shtyllë çeliku i pathyeshëm e i patundur, që u bën ballë rrebesheve. E mbërthyen (e gozhdaan, e vunë) *dike* në shtyllën e turpit *libr.* e damkosën me turp. Shtylla kurrizore a) *anal,* vargu i kockave a i kërceve si unaza që shkon përmes shpinës së nje-riut e të shumë kafshëve dhe që është pjesë kryesore e skeletit; *b)fig.* themeli i diçkaje, mbështetja kryesore.
SHTYLLËRRAHËS, ~I m. *sh.* ~, ~IT *tek.* Pajisje me një rrahës të rëndë, që përdoret për të ngulur shtylla në thellësi të mëdha ose në truall të forte, duke i goditur me force. *Shtyllërrahës automatik. Shtyllë-rrahës tokësor. Shtyllërrahës lundrues* mjet lundrues i pajisur me shtyllërrahës. *Kulla e shtyllërrahësit. Brigada e shtyllërrahësit.*
SHTYLLËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Pjesë e pistilit, si qafë e nolle, që del nga vezorja dhe që mban në majë krezën. *Shtyllëza e lules. Lule me shty-llëza të gjata (të shkurtra).*
2. *zvog. e* SHTYLLË,~A.
SHTYMË,~A . E shtyrë. *dha shtymën.*
SHTYP, ~I m. 1. Tërësia e punëve që bëhen në shtypshkronjë për të shtypur libra, gazeta, revista etj., si edhe teknika, mjeshtëria e mjetet që përdoren për këto punë; mënyra si është shtypur një tekst dhe cilësia e shtypjes (lloji i shkronjave, qartësia etj.). *Shtyp i sheshtë (i thellë, i lartë). Shtyp i imët (i qartë, i paster, i bukur, i dobët). Shkronja shtypi. Letër (bojs) shtypi. Makinat (mjetet) e shtypit. Gabim shtypi. Bazat e shtypit të Partisë. E dërguan Veprën në shtyp. Hyri (është) në shtyp. Doli nga shtypi* u botua.
2. Tërësia e gazetave, e revistave dhe e botimeve të tjera që dalin rregullisht çdo ditë, çdo javë, çdo muaj a disa here në vit. *Shtypi i përditshëm (periodik). Shtypi qendror (lokal). Shtypi komunist (përparimtar). Shtypi ilegal. Shtypi i huaj. Shtypi letrar (shkencor, ushlarak, pedagogjik). Shtypi i Partisë. Dita e Shtypit Popullor. Liria e shtypit. Organet e shtypit. Pasqyra e shtypit. Jehona e shtypit. Punonjësit e shtypit. Shpër-ndarës i shtypit. Nëpër faqet e shtypit. Atashe shtypi* punonjës që merret me çështjet e shtypit në një për-faqësi diplomatike. *Konferencë shtypi* takim i perso-naliteteve të njohura shtetërore e shoqërore me ga-zetarët për t'u bërë njoftime a për t'i sqaruar për çësh-tje të rëndësishme ose për të shprehur qëndrimin e vet në lidhje me to. *Pajtimet në shtyp. Fushatë në shtyp. Lexoj shtypin.*
SHTYP *kal.,* ~A, ~UR. 1. Rëndoj me force mbi dike a mbi diçka; i mëshoj diçkaje me dorë, me këmbë a me një mjet të posaçëm ose e shtrëngoj fort për ta ngjeshur, për t'i ndryshuar trajtën, për ta thërrmuar
a për ta bërë pluhur, për ta shkoqur, për t'i shtrydhur lëngun etj.; ngjesh. *Shtyp dyshekun (jastëkun). Shtyp sustën. Shtyp hudhra (qepë, arra, bajame). Shtyp kripë (kafe, sheqer, kanellë). Shtyp plisat (token). Shtyp miser. Shtyp rrushin (ullinjtë, domatet). Shtyp me dorë (me këmbë). Shtyp me shtypës (me luge, me shishe).*
*2.* E dëmtoj dike a diçka ose e vras fare dike duke e shkelur, duke rënduar fort mbi të ose duke i kaluar përsipër; e zë poshtë dhe i rëndoj me gjithë peshën e trupit. *Shtypi një brumbull (një krimb, një akrep) me këmbë. E shtypi makina (karroca, treni). për pak e shtypi kali. Zure gjarprin, shtypi kokën! fj. u.*
3. E ul ose e rrafshoj diçka duke e goditur fort me një mjet a duke rënduar me force mbi të. *Shtyp një gozhdë në këpucë. Shtyp qeleshen. Shtyp një rrobë me hekur.*
4. Ndrys dike me duar a me këmbë për t'i lehtësuar dhembjet ose për ta çlodhur. *I shtypi kurrizin (krahët, këmbët).*
5. *fig.* E mbaj të nënshtruar dike, e mbaj nën zgje-dhë; e shfrytëzoj. *Shtypnin popullin (klasën punëtore, fshatarësinë).*
6. *fig.* E mposht, e dërrmoj, e asgjësoj a i jap fund me dhunë e me forcën e armëve. *Shtypin kundërre-volucionin. Shtypëm komplotet e armiqve. E shtypën kryengritjen. E shtypën me zjarr e me hekur (pa më-shirë). Përpiqen të shtypin lëvizjet kombëtare.*
7. *fig.* Nuk e lë të shfaqet, të shprehet a të veprojë lirisht; e pengoj, e kufizoj, e ndrydh. *Burokratët shtypin kritikën (zërin e masës). I shtypte fëmijët (të bijat).*
8. Riprodhoj në shtypshkronjë me anë mjetesh të posaçme tekste, vizatime, figura etj.; daktilografoj; botoj. *Shtyp libra (gazeta, revista, pulla). Shtypnin trakte e komunikata. E shtypën me ngjyra. Shtyp në makinë shkrimi (me shaptilograf'). Shtyp pa gabime (paster, shpejt).*
*k* E shtypin ethet ndien pak si ethe, e kanë zënë pak ethet. U shtypi (ia theu, ia këputi) kokën e shkatërroi krejt, e asgjësoi, e zhduku, e vrau. Shtypte (zinte) pleshta *shih te* PLESHT,~I. M" shtypi zemrën me preku thellë, ma ndrydhi zemrën. I shtypi kripë mbi kokë *dikujt* i shkaktoi vuajtje e kokëçarje të shumta. Shtyp (rreh) ujë në havan *shih te* RRAH. Shkund me duar e shtyp me këmbë *shih te* DORË,~A. Gjarprit shtypi kokën! *fj. u. shih te* GJARPËR,~RI.
SHTYPAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin. shih* SHTYPËS,-I $_2$.
SHTYPEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dorëza e ha-vanit; shtypës.
SHTYPEM *vetv.* 1. Ngjishem a shtrëngohem fort pas dikujt (kur ka shumë njerëz në një vend të ngush-të). *U shtypën në autobus (në vagon). U shtypën duke hyrë në stadium.*
*2. vet. veto III.* I ndryshohet trajta, çahet, shfor-mohet (për pemë e peri më të buta, kur vihen shtrën-guar a troshiten gjatë mbartjes). *Jane shtypur domatet (fiq(ë, hurntat, pjeshkët).*
3. *vet. veta HI.* Bëhet i ngjeshur, rraset; ulet. *Është shtypur toka. Jane shtypur dyshekët (jastëkët). Nuk shtypet fare.*
4. *fig. bised.* Ngurroj të them diçka, të marr një vendim etj. *Shtypej se s'donte t'ia prishte t'et.*5. *Pis. e* SHTYP. *Jane sktypur shumë libra. U shtyp kundërrevolucioni.*
• Me shtypet zemra bie në nji gjendjo të rëndë shpirtërore, brengosem, me ndrydhet zemra.
SHTYPËIv~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Shenja a gjurma që mbetet mbi një trup kur mbi të rëndon një trup tjetër; vulë.
SHTYPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Përdorëse prej druri a prej metali, rreth një pëllëmbë e gjatë, e rrum-bullakët e me kokë në të dyja anët, që shërben për të shtypur g jëra të ndryshme në ha van, dorëza e havanit; gur i rrumbullakët

e i lëmuar që shërben për të shtypur kripë, ullinj, hudhra etj. *Shtypës druri (tunxhi). Shlypësi i havanit. Shtyp kripë (hudhra, ullinj) me shtypës.*
2. Havan (zakonisht prej druri). *Shtypësi i hudhrave.*
3. Makinë a pajisje që shërben për të shtypur lëndë të ndryshme, presë. *Shtypës hidraulik. Vë në shtypës.*
*4. fig.* Ai që shtyp e shfrytëzon të tjerët. *Shtypësit e huaj. Shtypësit e popullit. Shtypësit dhe të shtypurit. Shoqëri pa shtypës e pa shfrytëzues.*
5. *fig.* Ai që shtyp me dhunë e me forcën e armëve një lëvizje revolucionare, çlirimtare a përparimtare; ai që nuk e lejon dike të shprehet, të shfaqet ose të veprojë lirisht, ai që e ndrydh a e mbyt diçka përparimtare. *Shtypësit e kryengritjes. Shtypësit e kritikës (e zërit të masës).*
SHTYPËS,~E *mb.* 1. Që rëndon me force mbi diçka, që shtyp. *Force (peshë) shtypëse.*
2. Që shërben për të ngjeshur, për të thërrmuar a për të shtrydhur. *Makinë shtypëse.*
3. Që e mban dike të nënshtruar, nën zgjedhë dhe e shfrytëzon egërsisht; nënshtrues. *Klasat shtypëse. Organe shtypëse. Politikë shtypëse.*
SHTYPËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* SHTYPËS,~I 2,3. *Shtypëse hidraulike. Shtypëse rrushi (fru-tash). Shtypëse patatesh.*
2. *Fem. e* SHTYPËS,~I.
SHTYPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljevc SHTYP, SH|TYPEM. *Shtypje e rëndë (e egër). Shtypja kolo-niale (raciale). Shtypja e grevave. Shtypja e librave (e gazetave, e revistave).*
21 Trysni. *Shtypja atmosferike. Shtypja molekulare. Shtypje gjatësore. Forca e shtypjes. Ushtron shtypje.*
*3I* Vend i shtypur në sipërfaqen e diçkaje; shtypël. *Ka disa shtypje të vogla.*
SHTYPKË,~A . . ~A, ~AT. 1. Vija ku pu-qen dy mure nga ana e brendshme, këndi i brendshëm i dy mureve që presin njëri-tjetrin. *Shtypka e murit. Peshoje mirë shtypkën!* merrja mirë drejtimin me plurnbç shtypkës. *fshinë shtypkat me kujdes.*
2J Dërrasë si trekëndësh kënddrejtë, që mbërthe-het në katër këndet e kanatit të derës për ta forcuar.
SHTYPSHKRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Shtypja e librave, e gazetave, e revistave etj. në shtypshkronjë. *Mjete shtypshkrimi. Të meta (gabime) shtypshkrimi.*
2.| Teknika dhe mjeshtëria e shtypjes së librave, të gazetave, të revistave etj.; shtyp. *Shpikja e shtyp-shkrimit.*
3. *zakon. sh.* Çdo gj" e shtypur në shtypshkronjë. *Pako me shtypshkrime.*
SHTYPSHKRONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndër-marrje ose punishte me makinat e mjetet e nevoj-shme, ku shtypen libra, gazeta, revista etj. *Shtypshkro-nja e re. Shtypshkronja e pullave. Shtypshkronja "Mihal Durivt. Punonjësit e shtypshkronjave. Drejtoria e shtypshkronjave.*
SHTYPSHKRUAJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *vjet.* Shtyp në shtypshkronjë, botoj. *Mjetet për të shtyp-shkruar. Shtypshkroi dy libra shqip.*
SHTYPSHKRCAR 0,e) *mb. vjet.* I shtypur në shtypshkronjë. *Botime të shtypshkruara.*
SHTYPSHKRtJES,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* 1. Pu-nëtor i shtypshkronjave. *Shoqëritë e shtypshkruesve.* 2. Botues.
SHTYPSHKRCHET *vjet. Pës. e* SHTYPSHKRUAJ.
SHTYPTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Shtypshkronjë.
SHTYPUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që shtypet e shfrytëzohet nga të tjerët. *Të shtypurit dhe shtypësit. Lufta e të shtypurve. Çlirimi i të shtypurve. Re-volucioni është festa e të shtypurve.*
SHTYPUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). *shih* SHTYPJE,~A 3. *Gyp me shumë të shtypura.*
SHTYPUR (l,e) *mb.* 1. Që i është prishur trajta e zakonshme, që është shtypur ose duket sikur është shtypur; petashuq, rrasik, shpatuk; që është ngjeshur e është mbledhur. *Me hundë (me ballë, me turi) të shtypur. Me nofulla të shtypura. Peshq me trup të shtypur. Jastëk (dyshek) i shtypur.*
2. I thërrmuar, i bërë pluhur; i shkoqur. *Kafe e shtypur. Sheqer i shtypur. Kripë e shtypur. Arra (ba-jartte, hudhra) të shtypura. Grurë i shtypur.*
*3.* Që është çarë e është shformuar (zakonisht për pemët e perimet e buta, kur vihen shtrënguar a tro-shiten gjatë mbartjes). *Fiq të shtypur. Hurma (pjeshkë, domdte) të shtypura.*
4. Që mbahet nën zgjedhë e shfrytëzohet egërsisht; që i mohohen të drejtat dhe liria; i nënshtruar. *Klasat e shtypura. Popujt e shtypur. Grate ishin të shtypura.*
5. Që nuk është i shkruar me dorë, por është shtypur në shtypshkronjë a me makinë shkrimi. *Trakte (thirrje, shpallje) të shtypura. Tekst i shtypur. Dhjetë faqe të shtypura.*
• I shtypur me këmbë bibash *shih te* BIBË,~A.
SHTYRË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). I. Forca që ushtrojmë në mënyrë të menjëhershme mbi dike a mbi diçka për ta lëvizur nga vendi në një drejtim të caktuar, për ta rrasur a për ta ngjeshur diku, për ta larguar a për ta hedhur etj., shtyrje e menjëhershme. *dha një të shtyrë (të shtyrën). Dera u hap me një të shtyrë.*
2. *fig.* Shtysë; nxitje (zakonisht me zor). *U desh një e shtyrë e forte. E bën (e ka) më të shtyra, jo ve-të.*
SHTYRË (i,e) *mb.* 1. Që nuk e ka bërë me dashjen a me vullnetin e tij një punë (zakonisht të keqe), por që e kanë vënë të tjerët, i nxitur. *Njeri i shtyrë. Ishte i shtyrë.*2. Që është lënë për me vonë, që i është caktuai një afat tjetër. *Ndeshje (lojë) e shtyrë.* 3.1 thyer, i kaluar në moshë. *Plak i shtyrë (në moshë).*
SHTYRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *shih* SHTYTËS, ~I i. *Shtyrësi i asaj pune.*
2. Shkop i gjatë, që ka në fund një hekur të kthyer si kërrabë ose një shkop të mbërthyer shulas dhe që shërben për të shtyrë bagëtinë në shtrungë.
SHTYRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimcve të foljevc SHTYJ, SHTYHEM. *Shtyrja e afatit.*
2. *shih* SHTYRË,~A (e).
SHTYSË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. E shtyrë, shtyr-je. *dha shtysën. I dha një shtysë të forte derës.*
2. *fig.* Nxitje e jashtme a e brendshme që na shton zellin e dëshirën për një punë ose besimin e guximin për t'ia hyrë një pune, që na shtyn përpara në një fushë të veprimtarisë. *Shtysë e brendshme (e jashtme, e fuqishme, shpirtërore). Shtysë për zbulime (për fi-tore) të reja. I dha një shtysë të re. Shërbeu si shtysë.*
SHTYTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që shtyn dike për të bërë një veprim, nxitës. *Shtytësit e kryengritjes. Shrytësi i krimit (i vrasjes). U zbulua (u kap) shtytësi.*
2. Shtysë.

3. *tek.* Vegël a pajisje që shërben për të shtyrë diçka. *Shtytës pneumatik. Shtytësi i furrës. Vë në veprim shtytësin.*
4. Punëtor (në degë të ndryshme të industrisë) që shtyn diçka. *Shtytësit e trupave. Shtytësit e qymyrit (në miniera).*
5. *sport.* Atleti që hedh gjylen. *Shtytësi i gjyles.*
SHTYTËS,~E *mb.* 1. *tek.* Që shërben për të shtyrë diçka. *Pajisje (pompë) shtytëse. Raketë shtytëse.*
2. Që të nxit për të bërë diçka, që të jep shtysë. *Force (fuqi) shtytëse. Shkaqet shtytëse.*
SHTYTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* SHTYTËS,~I I. *Shtytësja e kësaj pune.* 2. *tek. shih* SHTYTËS,~I 3. *Përdor shtytësen.*
SHTYTJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* SHTYRJE, ~A. *Shtytje e forte. Shtytja e gjyles. sport. I dha një shtylje të re.*
2. *sport.* Një nga stilet e ngritjes së peshave. *Stilt i shtytjes. Ngriti 150 kg në shtytje.*
SHTYTKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cope pëlhure që u vihet foshnjave poshtë në të ndenjuratpër të mos ndotur shpërgënjtë. *Laj (hekuros) shtytkat.*
SHTYTUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). *shih* SHTYRË,~A (e).
SHTHEM *kal.,* SHTHASHË, SHTHEISË. E mo-
hoj atë që kam thënë.
• Thotë e shthotë thotë diçka dhe e mohon prapë, nuk i mbahet asaj që thotë.
SHTHUR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Prish a shpleks një gjë të thurur; *kund.* thur. *Shthur gërshetin. Shthur çorapin (trikon). Shthur gardhin. Thur e shthur.*
2. *fig.* la prish lidhjen a gërshetimin e mendimeve ose shtjellimin e rregullt të tyre. *la shthuri mendimet.*
3. *fig.* la prish rregullin, organizimin, mbarështi-min; dobësoj kërkesat e disiplinën, bëj lëshime, lejoj
që gjithkush të bëjë sipas kokës së vet; prish, shkatërroj. *E shthuri disiplinën. E shthurën ekonominë.*
4. *fig.* E prish dike moralisht, e bëj të marrë rrugë të keqe e të zhytet në vese. *shthuri fëmijët. Filma për të shthurur rininë.*
• E ka shtkurur gojën *keq.* net ç't'i vijë, s'i vë fre gojës; përdor gjithfarë fjalësh të ndyra, flet larë e pa larë, është gojëndyrë. Thur e shthnr *shih te* THUR.
SHTHUREM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Prishet a shplek-set vetiu (një gjë e thurur). *Iu shthurën gërshetat. U shthurën çorapet. U shthur gardhi.*
2. *fig. vet. veta III.* Humbet lidhjen a gërshetimin e rregullt (për mendimin e shtjellimin e tij). *Iu shthurën mendimet.*
3. *vet. veta III fig.* Ndahet e bëhet pjesë-pjesë, co-pëzohet, i prishet njësia, shpërbëhet. *Fronti armik u shthur. Radhët e fashistëve u shthurën. Sistemi ko-lonial është shthurur.*
4. *vet. veta III fig.* Prishet rregulli, organizing, mbarështimi; dobësohen kërkesat e disiplina, bëhen lëshime, lejohet që gjithkush të bëjë sipas kokës së vet; prishet, shkatërrohet. *Loja u shthur. Të mos shthuret disiplina!*
5. *fig.* Prishem a bie moralisht, marr rrugë të keqe e zhytem në vese. *Kishte rrezik të shthureshin. I shin shthurur fare.*
6. *Pës. e* SHTHUR.
SHTHURËS,~E *mb.* Që të çon në shthurje, që ndihmon e sjell shthurjen. *Ndikim (veprim) shthurës.*
SHTHURJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHTHUR, SHTHUREM. *Shthurja e disiplinës. Shthurja e bashkësive fisnore (e rendit feudal). Shthurja e rinisë në vendet borgjeze e revizioniste.*
*2.* Mungesë rregulli, organizimi e mbarështimi; gjendja kur disiplina e kërkesat janë të dobëta, kur s'ka kujdes e vëmendje për detyrën, kur gjithçka lihet pas dore dhe kur secili bën sipas kokës së vet. *Shthurje e madhe (e plotë). Shthurje disiplinore. She-nja shthurjeje. Kishte shthurje.*
3. Shpërbërje e brendshme, prishje, rënie, çor-ganizim. *Shthurje ideologjike (organizatiVe). Shthurje në sistemin kolonial. Shthurje në partite revizioniste.*
4. Prishje morale, gjendja e atij që ka marrë rrugë të keqe e është zhytur në vese. *Shthurje morale. Shthurje në jetën vetjake.*
SHTHURUR (i,e) *mb. 1.* Që është prishur a është shpleksur; *kund.* i thurur. *Gërshet i shthurur. Gardh i shthurur.*
2- *fig.* Që nuk ka rregull, organizim e mbarështim; që nuk ka njësi të brendshme; që është prishur a është dobësuar, që s'ka kërkesa të rrepta e nuk ecën si duhet. *Disiplinë e shthurur. Ekonomi e shthurur. Lojë e shthurur. Familje e shthurur. Parti (organizatë, sho-qëri) e shthurur.*
3. *fig.* Që është prishur moralisht, që ka marrë rrugë të keqe e është zhytur në vese; që ka përmbajtje të keqe morale dhe nxit për të hyrë në një rrugë të tillë. *Njeriishthurur. Femër e shthurur. Jetë e shthurur. Sjellje e shthurur. Filma të shthurur. Muzikë e shthurur.*
• E ka gojën të sMhirur (të prishur, të rëadë) *keq.* është gojështhurur, është gojëndyrë.
SHUAJ *kal,* SHOVA, SHUAR. 1. Bëj që të mosdigjet a të mos ndriçojë me diçka, file zjarrin a dritën; *kund.* ndez. *Sliuaj zjarrin (flakën). Shuaj dritën. Shuaj llanibën (kandilin, qiriun, shkrepësen), Shuaj cigaren. E\ shuaj me ujë (me rërë).*
j2. Ndal a ndërpres punën e një aparati ose të një mptori që punon me djegie të brendshme a me rrymë elektrike, fik; *kund.* ndez. *Shuaj radion (televizorin). Shuaj motorin.*
3. *fig.* Nuk e lë të përhapet a të zhvillohet, e fashit; e shtyp, e mbyt, i jap fund. *Shuaj një sherr (një grind-je). Shuan kritikën. Përpiqen të shuajnë luftërat çli-rimtare (kryengritjet, flaket e revolutions). E shuan me zjarr e me hekur.*
4. *fig.* E dobësoj a e zhduk diçka plotësisht, e heq fane. *la shoi shpresën (frymëzimin). Përpiqen të shuajnë fry men revolueionare (vullnetin për liri).*
5. *fig.* Zhduk dalëngadalë e shkallë-shkallë da-Ilimet, i zbut këto derisa i fshij krejt; rrafshoj, she-shoj. *Shuaj kontradiktat midis fshatit e qytetit. Shuaj dallimet (ndryshimet).*
*6. fig.* E ul dhe e dobësoj dalëngadalë derisa të mos ndihet me, e mek, e pushoj. *E shoi zërin. E shuan këhgën. S'e shuan dot zhurmen.*
7. edhe *fig.* Plotësoj një nevojë fiziologjike a një dëshirë derisa të mos e kern me, kënaq plotësisht një ndjenjë. *Shuaj etjen (urine). Shuaj kureshtjen (mallin, dufin).*
*8. bised.* Asgjësoj krejt; shfaros, zhduk nga faqja e dheut; rrënoj, përfaroj; i harxhoj krejt, i prish të gjitha (për paratë, pasurinë). *shoi ujqit. I shoi pulat dhëlpra (flanta). I shuam fashistët. I vrau e i shoi. I shoi me top (me mitraloz). Va shoi farën* i asgjësoi, i zhduku krejt, i

përfaroi. *la shuan vatrën (shtëpinë, fisih). I shoi të gjitha paratë. E shoi pasurinë. E shoftë mortja (kolera) ! mallk.*
9. *bised.* E lodh shumë dike, e rraskapit; e sfilit, e bëj të vuajë shumë; e rrah fort, e shemb, e kërdis. *Grate i shuante barra e druve (bucela). Me shuan kë-pucët. E shoi me shkop (me dru, me hu, me shkelma) Me \shoi dhëmballa.*
10. *fig. bised.* Bëj diçka me tepri, shemb, kërdis. *Të shuan me gënjeshtra.*
11. Prish diçka të shkruar duke e fshirë me gome ose Iduke hequr vizë mbi të; e heq dike nga një listë duke ia shlyer emrin; prish, shlyej; fshij (edhe *fig.). Shuhj një fjalë (një rresht). Shuaj emrin e dikujt. E shuaj me gome. E shuan nga lista. E shuaj nga kuj-tesal(nga mendja).*
12. I shtie zakonisht ujë diçkaje që ta tret, ta zbut etj. *Shuaj rakinë (uzon). Shuaj gjeltën me ujë (me verë, me uthull)* (kur është duke zier në zjarr). *Shuaj gël-qeren* e shtie gëlqeren e pashuar në ujë, që të bëhet e përshtatshme për t'u përdorur.
13J. *jokal. bised.* Vdes; mbaroj (edhe *fig.). Shoi ndaj\ të gdhirë. Shoi së qari fëmija.*
•*k* As ndez, as shuan *shih te* NDEZ. E shoi (e fshiu, e shleu, e hoqi) nga defteri *dike a diçka shih te* DEFTER,~I. Të shuan derën (binanë, pishën) të bën dëmitë madh, të shkatërron a të rrënon krejt, të fik, të merr në qafë; të zhduk fare, të vret. Ia shoi (ia hura-bi, ia treti) farën *dikujt a diçkaje shih te* FA-RË,~A. Shuaj (ftoh, ul, shtroj, zbut) gjakrat *shih te* GJAK,~U. Ia shoi (ia mbylli) oxhakun *shift te* MBYLL. E shpi zjarrin e mbylli me qëllim një çështje të aca-ruar, e qetësoi qëllimisht gjendjen. Është ndiz e shuaj
merret me punë të kota, s'e ke për gjë. E shoi (e zhduku, e fshiu) nga faqja e dheut *shih te* FAQE,~JA.
SHUAIX, ~LLI *m. sh.* ~J, ~JT dhe SHOJE,~T.
*shih* SHOLLË,~'A 1,3. *Shuajt e këpucëve (e opin-gave). Shualli i këmbës. Shuall gome. Një cope shuall.*
•*k* Bëhet (bie) shuall mbulohet krejt me diçka (krye-sisht me pemë që bien në tokë), bëhet rrogoz.
SHUAR (i, e) *mb.* 1. Që nuk digjet me a nuk ndri-çon me (për zjarrin a dritën), i fikur; *kund.* I ndezur. *Zjarr i shuar. Urë të shuara. Thëngjij të shuar. Cigare e shuar. Me drita të shuara.*
*2.* Që nuk punon me, i fikur (për një aparat ose motor që punon me djegie të brendshme a me rrymë elektrike); *kund. i* ndezur. *Me motor të shuar.*
*3.* Që ka pushuar së nxjerri lave e hi, që nuk vepron me (për vullkanet). *Vullkan i shuar.*
*4.* I mekur, i dobët (për zërin); që nuk ndrin, që duket si pa jetë (për sytë). *Me zë të shuar. Rënkime të shuara. Me sy të shuar.*
5. *fig.* Që ka marrë fund, që nuk vijon me. *Qyte-tërimet e shuara.*
*6.* Që është fshirë me gome a është prishur me vizë mbi të. *Ka ca fjalë (pjesë) të shuara. Kishte shumë rreshta të shuar.*
7. *fig. bised.* Që i kanë vdekur të gjithë njerëzit, që ka mbetur fare pa njeri, i shkretë, qyqar; që ka mbetur pa fëmijë. *Familje (shtëpi, vatër) e shuar.*
8. Fatzi, i mjerë, i gjorë, i ngratë, qyqar. *shuari djalë.*
*9. euf.* I vdekur. *Me mirë i shuar se i turpëruar. fj. u. Me mirë i shuar se gjallë e i harruar. fj. u.*
10. Që i është hedhur ujë për ta tretur, për ta zbu-tur etj., i tretur në ujë. *Raki e shuar. Gëlqere e shuar.*
11. *Përd. em.* sipas kuptimeve 7-9 të mbiemrit; *si mallk.* ai që u shoftë; ai që iu shoftë pragu. *Të afërmit e të shuarit. Ç'e gjeti, të shuarin! Ku ishe, more i shuar? Ç'na bëri, i shuari!*
I shuari (i nxiri) me bojë *shih te* BOJË,~A.
SHUARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *tek.* 1. Pajisje e posaçme për shuarjen e gëlqeres në ndërtime. *Shuarësi i gëlqeres. Rrotullohen shuarësit.*
2. Cope gome që shërben për të fshirë diçka të shkruar, fshirëse.
SHUARJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHUAJ, SHUHEM. *Shuarja e zjarrit. Shu-arja e dritave. Shuarja e shtetit. Shuarja e kontradik-tave. Shuarja e gëlqeres.*
SHUFALAK,~E *mb. keq.* Që vishet pa kujdes e nuk i mban mirë rrobat, shkatarraq.
SHUFËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Leckë e keqe, rreckë, sukull.
2. Copëra që çohen përpjetë në ajër bashkë me flakët e zjarrit. *Çoheshin shumë shufla.*
SHUFËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Shkop i nolle e i përkulshëm, i pastruar nga degëzat e nga gjethet; shkop i nolle prej metali a prej lënde tjetër; thupër. *Shufër e gjatë. Shufër thane (plepi). Shufër hekuri (çeliku, qelqi). Flori shufër. Gardh me shufra. Thur me shufra. E qëlloi me shufër. I dha ca shufra.*
*2.* Një e goditur me një shkop të tillë. *dhanë tridhjetë shufra.*3. Thupër metali e përdredhur si spirale, që për-doret për të ngrohur ujë me rrymë elektrike. *Vë shuf-frën. Ngroh ujë me shufër.*
SHUFROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Thur diçka me shufra. *Shufroj gardhin (një kosh).*
2. I vë shufra çatisë së kasolles kryq me qeprat, për të shtruar mbi to tjegullat a kashtën. *Shufroj çatinë.*
3. Rrah diçka me shufër, i bie me shufër. *Shufroj grurë* (për ta shirë). *Mos e shufro ullirin!*
4. *fig.* Fshikulloj. *Shufron bejlerët (tregtarët, sho-qërinë e vjetër).*
SHUGAT (SHUGAS) *kal,* ~A, ~UR. Shuaj, fik, fikat (edhe *fig.). Shugat dufin (dhembjen, hidhërimin).*
SHUGATEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Shuhet, fiket, fikatet (edhe *fig.). U shugat zjarri. U shugat gëzimi.*
2. Hesht, nuk nxjerr me zë, s'ndihem fare, s'pi-pëtij; *vet. veta HI* bie, zhytet në heshtje. *U shugatën të gjithë. V shugat shtëpia (fshati).*
3. *Pës. e* SHUGAT.
SHUGATUR (i,e) *mb.* 1. Që është duke u shuar, që është në të shuar e sipër. *Zjarr- i shugatur.*
2. *fig.* I shushatur, i shastisur. *Qenka i shugatur ail*
3. *shih* SHUAR (i,e) 7-9, 11. *flak i shugatur. Ç'e gjeti, të shugatur in!*
4. I heshtur, ku s'ndihet asnjë zë, ku s'pipëtin asgjë. *Shtëpi e shugatur. Fshat i shugatur.*
SHUGURIM,~I *m. fet.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHUGUROJ, SHUGUROHEM. *Ceremonia e shugurimit.*
SHUGUROHEM *fet. Pës. e* SHUGUROJ. *U shugurua meshtar (prift). U shugurua altari.*
SHUGUROJ *kal,* ~OVA, ~UAR *fet.* 1. Dorëzoj prift dike ose i jap një titull tjetër fetar më të lartë me anë të një ceremonie fetare (në vendet ku vepron kisha katolike). *E shuguroi prift (meshtar, ipeshkëv).*

2. I vë vulën e shenjtërimit diçka je, e bëj të shenjtë me anë të një ceremonie fetare (në vendet ku vepron kisha katolike). *Shuguronte altarin. Shuguronte bukën dhe verën.*

SHUHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Nuk digjet me a nuk jep me dritë, nuk është me i ndezur a nuk ndriçon me, nuk ka me zjarr a dritë, fiket; *kund.* ndizet. *U shua zjarri. U shua qiriu (shkrepësja, llamba, kandili). lu shua cigarja. U shuan yjet. Mos e lër të shuhet!*

2. *vet. veta III.* Ndalet a ndërpritet puna e një apa-rati ose e një motori që punon me djegie të brendshme a me rrymë elektrike, fiket; *kund.* ndizet. *U shua motori. V shua vetë.*

3. *vet. veta III fig.* Dobësohet e zhduket dalënga-dalë; pushon së qeni, zhduket, merr fund. *Iu shua gëzimi fbesimi, dashuria, frymëzimi). Nuk iu shuan shpresat. Iu shua gazi në buzë (buzëqeshja). Iu shua inati (zemërimi). U shua sherri (grindja). Nuk u shuan traditat përparimtare. Lufta e klasave nuk shuhet. Në komunizëm shteti do të shuhet. Po shuhen dalë-ngadalë dallimet ndërmjet qytetit e fshatit.*

4. *vet. veta III fig.* Ulet e dobësohet dalëngadalë derisa të mos ndihet me, meket, pushon. *Iu shua zëri (kënga). U shuan duartrokitjet (zhurmat e ditës, të qeshurat).*

5. *vet. veta III drejt.* Merr fund, nuk vepron me një detyrim, një denim penal a një privilegj; shlyhet. *U shua deryrimi (dënimi, dorëzania).*

6. *vet. veta III.* Me plotësohet një dëshirë a një nevojë fiziologjike derisa të mos e kem me. *Mezi iu shua etja (uria).*

*1. bised.* Shfarosem, zhdukem nga faqja e dheut; vdes pa lënë pasardhës, marr fund; rrënohem, për-farohem. *Nuk shuhet një popull trim. U shuan të tërë (me bina). Iu shua shtëpia (dera, tërë fisi). Iu shua fara. U shuan pulat. U shofshin të gjithë! mallk.*

8. *vet, veta III.* Shkretohet, mbetet shkretë, mbetet pa banorë e pa jetë. *U shuan shumë fshatra.*

9. *bised.* Lodhem shumë, këputem, rraskapitem; gajasem; vdes, bie i vdekur, mbaroj (edhe *fig.). U shua në punë (së punuari). U shuan së qari (së qeshuri). U shua mbi dëborë.*

10. *vet. veta III.* Prishet a fshihet vetiu diçka e shkruar dhe bëhet e palexueshme, shlyhet. *Shumë fjalë (rreshta) janë shuar.*

11. *vet. veta III.* Tretet, zbutet etj. (zakonisht në ujë). *U shua gëlqerja.*

12. *Pës. e* SHUAJ.

• Iu shoftë (iu harroftë, i humbtë) emri *shih tek* EMËR,~RI. U shuan (u ftohën, u ulën, u shtruan, u zbutën) gjakrat *shih te* GJAK,~U. Iu shoftë pisha! *mallk.* vdektë, u zhduktë. Iu shuan sytë vdiq. lu shua ylli *diçkaje* u sos fare, mbaroi krejt, s'ka me asnjë pike. Iu shoftë hija e diellit! *mallk.* a) mos paftë ditë të mira! b) vdektë! Nuk u shua (nuk humbi) pa-zari për gjilpëra *fj. u. shih te* HUMB.

SHUJTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ushqim, gjëra ushqimore; gjellë. *Ha shujtën. Bëj gati shujtën. Kër-kojnë shujtë. Kishin pak shujtë.*

SHUJTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHUJTOJ, SHUJTOHEM. 2. Ushqim. SHUJTOHEM *vetv.* Ha, ushqehem (edhe *fig.).*

SHUJTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I jap të hajë, e ushqej (edhe *fig.). Shujtoj fëmijët. I shujtonte shpir-tin (mendjen).*

SHUJTUAR (i,e) *mb.* I ushqyer mire, i ngrënë e i pirë.

SHUK,~U *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Topth që bëhet duke mbledhur e duke ngjeshur një leckë, një rrobë, një letër, një grusht dëborë ose diçka tjetër të butë. *Shuk i madh (i vogël). Shuk letrash (leckash, parash). Shuk pambuku. Shuk dëborë. Shuk brumi lhallve, balre). Shuka gjeli* toptha brumi për të ushqyer gjelat e detit që të majmen. *Shuka me tul buke. I shëndoshë si shuk* topolak, buçko (për fëmijët).

2. *si ndajf.* Si topth, si lëmsh, kruspull. *E mblodhi shaminë (fustanin, gazetën) shuk. E bëri kapelën shuk. U mblodh shuk nga të ftohtët (nga përdhesi).*

3. *si ndajf.* Vdekur në vend, top. *E la shuk në vend, •k* Shuk e puk kruspull, gërmuq. Iu mblodh zemra
shuk (lëmsh) *shih te* LËMSH, ~I.

SHUK *kal,* ~A, ~UR. 1. Mbledh a bëj shuk diçka; e shtyp, e mbështjell pa rregull, duke e zhubro-sur (për rrobat); e ngjesh mirë; rrah. *shukën rrobat. E shuku shaminë në xhep. E shuku mirë brumin. E shuku me dru* e rrahu mirë.2. Përplas diçka me force përtokë a pas një sendi tjetër të forte. *E shuku topin. Ua shuku kokat. E shu-ku pas derës (pas murit).*

3. Troshit. *Na shuku qerrja. Na shuku zorrët.* SHUKAT *kal,* ~A, ~UR. *shih* SHUK i.

SHUKATEM *vetv. shih* SHUKEM i. *U shukat nga tëftohtët.*

SHUKEM *vetv.* 1. Mblidhem shuk, mblidhem kruspull, tulatem. *U shukën në një qoshe. U shuk si iriq. Shuku aty!*

2. Rrëzohem sfcakull përtokë a mbi diçka tjetër; bie top në vend. *U shuk mbi karrige. U shuk nga kali në tokë.*

3. Troshitem. *U shukën nëpër një udhë me gropa.*

4. Kapem me dike, duke përplasur njëri-tjetrin në shesh. *U shukën një cope here, Mjaft u shukët!*

Is. *Pës.e SHVK.*

SHUKJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të fo)jeve SHUK, SHUKEM. 2. Tundje, troshitje, përplasje. SHUKOS *kal.,* ~A, ~UR. *shih* SHUK i. SHUKOSEM *verv.* SHUKEM i.

SHUKRETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shuplakë; shpullë.

SHUKTHI *ndajf.* Topthi. *Luaj shukthi.* SHUKULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *bot.* Djegës.

SHUL,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~E, ~ET. 1. Dru
i drejtë e i gjatë, i pastruar nga degët, që për-doret për punë të ndryshme, hu i gjatë. *Shut i forte (i \gjatë). Shut mullari* strumbullar. *Shul tende. Shut gardhi.*

*2.* Dru i trashë e i forte që u vihet tejetej kanateve të portës nga prapa për t'i mbajtur mbyllur; vegël me një shufër hekuri të lëvizshme, që shërben për të mbyllur nga prapa derën ose një kanat të derës, të dritares, të dollapit etj.; lloz. *Shul i drunjtë (i he-kurt). Shuli i portës (i derës). I vë (i heq) shulin. E mbyll me shul.*

3. Çdonjëri prej dy drurëve të rrumbullakët të avlëmendit (të çarë në mes për së gjati sa gjerësia e pëlIiurës), në njërin prej të cilëve mbështillet pëlhura e punuar, ndërsa në tjetrin mbështillen fijet e majës. *Shuli i përparmë (i prapmë). Shulat e vegjës. Shuli i pëlhurës.*

*4. tek.* Vegël që hap e mbyll folenë e fishekut të pushkës e të mitralozit ose grykën e topit nga ana ku vihet predha

dhe që ka gjilpërën për të goditur kap-sollën. *Shuli i pushkës (i automatikut, i mitralozit). Hap (mbyll) shulin.*
5. *bised.* Direk. *Shuli i barkës.*
6. Trari i mesit në çatinë e shtëpisë, mbi të cilin mbeshteten baballëkët.
7. Tredhës. *vuri shulin.*
8. *krahin.* Vig. *E prune me shul.*
9.\|*fig. bised.* Njeri me trup të shëndoshë e të ngje-shur; njeri me trup tepër të gjatë, stërhell, zdap, lloz. *Ç'ishte gjithë ai shul?!*
• Shul gardhi *mospërf.* budalla, i trashë nga men-dja, hu gardhi. Hyri (shkoi) sbul e doli (erdhi) lloz
nuk mësoi asgjë, s'përfitoi fare nga një mësim, nga një përvojë etj., si hyri doli; si vajti erdhi. Mbyll dymbëdhjete dyer me një sfaul është shumë i zoti, shumë i shkathët.
SHUL *ndajf.* 1. Kryq a tërthor me dike ose me diçka tjetër; për së gjeri a për së gjati mbi një tjetër ose mbi diçka; pjerrtas, shtrembër; keq. *Brezat vihen shul. I vuri drutë shul. Ra shut përdhe. E gjetën shul në shtrat. I ka degët shul. Ishte rrëzuar shul mbi rrugë (një pemë). E kishte zënë rrugën shul. I rrinte shul kalit (gomarit). E ka lënë tryezën shul. Mos rri shul! I mban këmbët shul.*
2. Në një drejtim të pjerrët a të tërthortë, në një rrugë jo të drejtë, tërthoras; shtrembër, jo drejt. *Gaforrja ecën shul. I ranë shul malit. Shkon (ikën, merr) shul. E mori hullinë shul. Shkoi plumbi shul. I shkonin këmbët shul e shul* i shkonin këmbët sa andej këtej. *Me shkoi buka (uji) shul. U lëshua shul teposhtë. E ngriti shul përpjetë.*
3. Pa të përpjeta e të tatëpjeta, drejt, shesh, shtruar. *Rruga shkon shul. Këtej e ke rrugën shul.*
*4.* Haptas, cope, troç, shqip. *la tha shul.*
5. Praptë, mbrapsht. *la ktheu shul. U kthye shul.*
*6.* Paskëtaj, prapa. *Këtu e shul. Të nesërmen e shul.*
7. Në mes, pa e mbaruar. *E lane punën shul. E la bukën shul. E la pazarin shul.*
Shul e tërthor kryq e tërthor. Mbeti sbul mbeti pa gjë, mbeti në diell. Ma zuri sbul *diçka* ma për-foli e ma nxori nga hundët. la zuri shul *dikujt keq.* a) ia zuri keq rrugën, e pengoi të lëvizte; b) e kundër-shtoi me kokëfortësi për diçka; c) i vajti dikujt pa pritur në shtëpi e ndenji shumë kohë aty, u shtrua këmbëkryq, i zuri derën.
SHULAJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shularkë.
SHULAK,~E *mb.* 1. Që e ka trupin të shëndoshë e të ngjeshur; i lidhur e i forte. *Trup shulak. Djalosh (burrë) shulak.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
SHULAMAQ,~E *mb. mospërf.* 1. Që i ka këmbët të shtrembra dhe që ecën duke u lëkundur sa andej këndej, shulaq.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. SHULAQ,~E *mb.* Shulamaq.
SHULAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Tra a dru i gjatë, shul.
SHULAREM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Rri shul, shtri-hem shul.
SHULARKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shul i vogël, shulajkë.
SHULAS *ndajf.* Shul. *ra arës shulas. I vunë trarët shulas. I hipi gomarit shulas.*
SHULEM *tetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Varem nga njëra anë, kthehem shul. 2. Shularem.
SHULËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Shuli a llozi i portës, i derës etj. *vuri shulësin derës.*
*2.* Shuli i avlëmendit.
SHULËT (i,e) *mb.* 1. I pjerrët, i shtrembër, që vjen shul. *Parmenda e shulët e bën kauri të mpitë. fj. u.*
*2.* I shulmë. *Rrugë e shulët.*SHULlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *det.* Shul druri i gjatë, që vihet kryq me direkun dhe shërben për të mbajtur velën.
2. *krahin.* Shuli i portës, i derës etj. *iuri shulicën dtris.*
SHULK,~KU m. i. ~Q, ~QIT A”r. Shkarth.
SHULMË (I), ~E (“) mfr. I sheshtë, i drejtë, pa të pirpjeU e të tatëpjcta. IAë e i”me. Keid i *shulmë.*
SHULNAJË,~A . “A. ~A, ~AT. E tatëpjetë, pjciT&sirë.
SHULOHKM very. 1. ir. vefci . Bie shul; shkon shtrembër, vcte shul. *U sktdtta gozhda. U shuluan të lashtat.*
2. Me përkulet trupi, gtrmuqem, shtrembërohem (p”r njeri me trap |jMe). *V* MM *në pleqëri.*
3. *Pës. e* SHUUM.
SHULOJ *kal.,* -OVA, ~CAK. 1. Vë shtrembër, kthej shul. £ ttoM *md.*
2. I pres e i v tnk pirdhe (zakonisht për drurët). *shuloi pishat (trupat).*
3. I vë shulin derët, portë etj. £ JWO *portën.*
4. Wi”. Rrah me dru. £ *shuloi keq.*
SHULOR,~E *mb* I gjatë e i rrumbullakët; që vjen si shul. *Trup shulor. Në trajtë shulore.*
SHULORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Udhë që shkon shul a ijas në një faqe mali a kodre; tërthore.
SHULTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Një kohë e caktuar; stinë; kohë e afërt. *Tashti e ka shul-tinin pambuku që të vilet. Do të dukem kësaj shultine* do të vij tashti afër, këto ditë.
SHULTHI *ndajf.* Shul. *Ecte shulthi. I hipi kalit shulthi. E mori plumbi shulthi, I vuri derës një dru shut-thi nga prapa.*
SHULLATË,~A . i. ~A, ~AT *krahin.* Vrima nga del uji i mbledhur në një grope; fundi i lugut të mullirit nga del uji me force e u bie fletëve të rrotës. *Shullata e mullirit. I është zënë shullata. I hap shullatën.*
SHULLË,~W *m. sh.* ~RE, ~RET. Vend që e zë dielli mirë e që nuk e rreh era. *Rri (shtrihem, ngro-hem) në shullë. Kane zënë një shullë të mirë. I shpuri dhitë nga shuUëri.*
*it* Neperke (Ufei) startler! a) nepërkë që rri nëpër shullëre dhe e ka helmin shumë të forte; b) vajzë a nuse shumë e zgjuar dhe e shkathët, por që e ka gju-hën brisk e të thumbon me fjalë. Ngrohej Be rindK rrinte pa punë, ngrchej në diell.
SHULLËHEM ve(v. 1. Rri në shullë që të ngrohem; rrezitem, thekem në diell. *Po shullëheshin në diell.*
2. *fig.* Rri kot, nuk punoj, ngrohem në diell. *Shullëheshin gjithë ditën.*
SHUIAI5N *kal.,* ~RI, ~RË. Ngroh, thek (për diellin). *shullëri dielli.*
SHCMA (e) . *shih* SHUMTA (e) i. £ *shuma e punës. Shkoi e shuma, mbeti e paka.*
SHUMANËSl,~A . Shumanshmëri.
SHUMANSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka shumë anë e shfaqje, që përfshin shumë anë të një pune, të një çështjeje etj., që e vështron a e trajton diçka
nga shumë anë; që ecën a zhvillohet në disa drejtime njëkohësisht. *Dukuri e shumanshme. Program i shum-anshëm. Shqyrtim (trajtim. studim) i shumanshëm. Veprimtari e shumanshme. Ndihmë (përkrahje) e shumanshme. Lidhje të shumanshme. Bashkëpunim i shumanshëm. Zhvillim i shumanshëm.*

*2.* Që ka dije nga shumë fusha të shkencës, të teknikës, të art it etj. dhe është i aftë të zhvillojë veprimtari në disa drejtime; që ka prirje dhe shprehi të shumta; i gjerë; *kund.* i njëanskta. *Dijetar (artist)* i *shumanshëm. Talent i shumanshëm.*
3. Shumëpalësh. *Marrëveshje e shumanshme.*
SHUMANSHMËRf,~A . 1. Të qenët i shumanshëm; *kund.* njëanshmëri. *Shumanshmëria e jetës (e botës). Shumanshmëria e kulturës.*
2. Tërësia e anëve dhe e shfaqjeve të ndryshme të një sendi, të një dukurie etj. £ *studioj një dukuri në shumanshmërinë e saj.*
SHUMATOMIK,~E *mb. kim.* 1. Që përbëhet prej disa atomesh (për molekulën e një trupi). *Molekulë shumatomike. Përbërje kimike shumatomike.*
2. Që është i aftë të bashkohet me shumë trupa njëatomikë ose me shumë atome të të njëjtit trup. *Alkoolet shumatomike.*
SHUMË- *fjalëform.* Pjesa e parë e disa f jalëve të përbëra, që i përgjigjet kuptimit të përemrit a të ndaj-foljes ih"më (p.sh. i shumanshëm, shmtebrUiesri, I shwnëdashar, shumëfaqësh, shumIkattsh, dHunë-kënbesh, shwnekëDdësh, i shuraëllojshëm, shumëngjy-shamëqelizor, shumërrokësh, shnmëTjeçar etj.).
SHUME,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. *mat.* Përfundimi i mbledhjes së disa numrave a të disa madhësive të njëllojta. *Shumë aritmetike (algjebrike). Shuma e përgjithshme* përfundimi i mbledhjes së disa shumavc të veçanta. *Shuma e dy (e tre...) numrave. Shuma e këndeve të një trekëndëshi.*
*X.* Sasi e përgjithshme, tërësia e diçkaje. *Shumë mujore (vjetore). Shuma e të ardhurave.*
*3.* Sasi e caktuar të hollash. *Shumë e madhe (e vogël). Shumë të hollash.*
SHUMË (i,e) *mb.* I shumtë. *Jane të shumë. Nga të mirat e shuma. Nga të qarët e shumë. I shumi si lumi, i paku si gjaku. fj. u.*
SHUMË i *pakuf.* 1. Përdoret për të treguar në mënyrë të pacaktuar një numër të madh qeniesh, sendesh, dukurish etj., një sasi a masë të madhe; *kund.* pak. *Shumë njerëz (gra, fëmijë, fshatarë). Shumë shtëpi (shkolla, libra). Shumë fjalë. Shumë zhurmë. Shumë kohë. Ka shumë shokë (miq). Ka rënë shumë shi (dëborë). Kishte shumë baltë (pluhur). Kaluan shumë vjet. Ka shumë durim (vullnet, dëshirë). Ka shumë të drejtë. Ishin ftuar (erdhën) shumë. Ka parë (njeh) shumë ai. Trimi i mirë me shokë shumë. fj. u. Me mirë pak e saktë, se shumë e për lumë. fj. u.*
2. Përdoret për të treguar në mënyrë të pacaktuar një numër të madh ose një pjesë të madhe të nj6 tërësie qeniesh, sendesh etj.; *kund.* pak. *Shumë nga partizanët. Shumë nga mësuesit. Shumë prej tyre. Shumëve nuk u pëlqejnë këto.*
Është Us me shumë degë *shih te* LIS,~I. 1 lë-shon sbumë ujë mullirit *tall, shih te* LËSHOJ. Mish pak e pupla shumë *shih te* MISH,~I. Njeri me dyzet (me njëqind) flamurë *shih te* FLAMUR,~I. Ka pirëujë në shumë burime (kroje) *shih tek* UJË,~"I. Ka rrjedhur shumë ujë *shih tek* UJË,~I. Shumë pula e pale vezë *shih te* PULË,~A.
SHUMË ii *ndajf.* 1. N6 një shkallë të lartë, fort; në një masëtëmadhe; Arum, pak. *Shumë e me shumë* gjithnjë e me tepër. *Gjithnjë e me shumë. Çdo vit me \shumë. Pak a shumë* në një fare mase. *Ku me pak e ku me shumë. Punon (lexon, meson, mendon) shumë. Kupton (sheh, dëgjon) shumë. Djeg (shkëlqen) shumë. Ka ftequr (ka vuajtur) shumë. U lodhën shumë. I dhemb shumë. Duhen shumë ata të dy. Pret shumë (thika). Të falënderoj shumë. Flitet shumë për këtë ngjarje.*
2. Me tepër sesa duhet a sesa është e nevojshme, tepër. *Ka zier shumë. Ai flat shumë. Fjeti shumë. Ka ngrënë shumë. Ka ndenjur shumë në diell.*
3J Gjatë, për një kohë të gjatë, mjaft kohë. *Ndenji shumë. S'ka shumë që u kthye. Ka shumë që ka ikur? Zgjati shumë (mbledhja). Nuk do të vejë shum'ë kjo punë.*
4. Përdoret me pjesëzën "më" kur pohojmë diçka me me force, duke e krahasuar ose duke e kun-dërvënë me diçka tjetër (në kuptimin "kryesisht, në radHë të parë"). *Është me shumë yni se juaj'i. E kam me shumë me ty se me ate. Është me shumë tregim i gjatë sesa roman.*
• Aq me shumë vecanërisht, sidomos, aq me tepër; madjje. E hapi shumë gojën *shih te* GOJË,~A.
SpUMË in *pj.* 1. Përdoret para një mbiemri a një ndajfoljeje për të formuar shkallën sipërore dhe tregon një shkallë të lartë të cilësisë së një fry-mori| të një sendi etj. ose të veprimit a të gjendjes. *Shumë i gjatë (i mirë, i dashur, i shpejtë, i ri, i aftë, i kënaqur, i forte). Shumë trim (besnik, kokëfortë, mendjelehtë). Shumë pjelore. I bukur shumë. Shumë mirë (keq). Shumë afër (larg). Mbahet shumë rëndë. Jane shumë shokë (miq)* janë shokë (miq) të ngushtë.
2. Përdoret përpara shkallës krahasore të sipërisë të një mbiemri a të një ndajfoljeje për të treguar da-llimin e madh cilësor ndërmjet gjymtyrës së parë e gjymtyrës së dytë të krahasimit; *kund.* pak. *Është shumë me iforte (me i aftë, me zemërgjerë, me punëtor) se tjëtri. Fluturon shumë me lart (me shpejt, me ngadalë) se ai.* j *Shumë me mirë (me keq, me pak) se...*
SHUMËBAZIK,~E *mb. kim.* Që ka shumë fun-ksione acide, d.m.th. që ka molekulë të aftë të çlirojë shumë jone hidrogjeni në një tretësirë uji. *Acid shumëbazik.*
SHUMËBËRTHAMOR,~E *mb. biol.* Që ka shumë berthama (për qelizën). *Leukocite shumëbërtha-more. Parazitë shumëbërthamorë.*
SHUMËDASHUR (i,e) *mb.* Që e duam shumë, shumë i dashur. *Atdheu i shumëdashur. E shumëda-shura nënë (motër)! Mësuesja jonë e shumëdashur.*
SHUMËDEGËSH,~E *mb.* Që ka shumë degë, që pëj"bëhet prej shumë degësh. *Ekonomi (industri, bujqësi) shumëdegëshe. Shkollë profesionale shumë-degësUf.*
SHUMËDËSHIRUAR (i,e) *mb.* Që mezi e presim a që e dëshirojmë shumë të bëhet, të ndodhë, të vijë etj., i shumëpritur. *Cast (rast, takim) i shumëdëshiruar. Liria e shumëdëshiruar erdhi.*
SHUMËDlTËSH,~E *mb.* Shumëditor.
SHUMËDITOR,~E *mb.* Që zgjat shumë a disa ditë me radhë; që kryhet gjatë shumë a gjatë disa ditëve
me radhë. *Garë shumëditorë. Vizitë shumëditore. Seminar shumëditor.*
SHUMËFAQËSH,~I *m. sh.* ~, ~IT *gjeom.* Trup gjeometrik, i kufizuar nga të gjitha anët nga shumë-këndësha të rrafshët. *Shumëfaqësh i rregullt (i mysët, i lugët).*
SHUMËFAQËSH,~E *mb. gjeom.* Që ka shumë faqe, që kufizohet nga shumë faqe (për trupat gjeo-metrikë). *Trup shumëfaqësh. Shtyltë shumëfaqëshe.*

SHUMËFARËSH,~E *mb.* I shumëllojshëm. *Punë shumëfarëshe. Ngjyra shumëfarëshe.*
SHUMËFAZËSH,~E *mb. I. tek.* Që ka shumë faza (për raketat). *Raketë shumëfazëshe.* 2. *elektr,* Shumëfazor.
SHUMËFAZOR,~E *mb. elektr.* Që ka shumë faza, që punon me shumë faza ose që është bërë për rrymë me shumë faza. *Kabllo shumëfazore. Lidhje shumëfazore. Sistem shumëfazor.*
SHUMËFlJËSH,~E *mb.* Që përbëhet prej shumë fijesh. *Përcjellës shumëfijësh. Kabllo shumëfijëshe.*
SHUMËFlSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *mat.* Numër i plotë që pjesëtohet pa mbetje me një numër të plotë më të vogël; *kund.* nënflsh- *Shumëfishi i përbashkët. Shumëfishat e dhjetës. Gjej shumëfishat e një numri.*
2. Secila prej njësive matëse më të mëdha se rijësia bazë, të vështruara në lidhje me këtë (në sistemin metrik); *kund.* nënfish. *Shumëfishat e metrit (e gramit).*
SHUMËFISH,~E *mb.* 1. Që përbëhet prej shumë njësish, pjesësh, elementesh etj. *Emërtime shumëfishe. Forme shumëfishe. Fryt shumë fish. bot.*
*2.* Që është shumë here me i madh se diçka që me-rret si bazë për krahasim. *Fitim shumëfish.*
SHUMËFISH *ndajf.* Shumë here aq sa është. *Shumëfish me tepër. Shumëfish me i madh.*
SHUMËFISHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHUMËFISHOJ, SHU-MËFISHOHET. *Shumëfishimi i fotografiMe (i një teksti, i një projekti). Shumëfishimi i fillit. tekst.* bash-kimi i shumë fijeve të pambukut në një fill. *Shumëfishimi i përpjekjeve. Makina e shumëfishimit. tekst.*
SHUMËFISHOHET *vetv.* 1. Bëhet shumë here me i madh sesa është; rritet a shtohet shumë here. *Na shumëfishohen forcat. Na shumëfishohet besimi. Është shumëfishuar numri i punëtorëve (i lexuesve):*
2. *Pës. e* SHUMËFISHOJ.
SHUMËFISHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj
shumë here më të madh sesa është; e rrit a e shtoj shumë here. *Shumëfishojmë ndihmën për fshatin. Shu-mëfishojnë përpjekjet. Shumëfishuan fitimet (pasurinë).*
*2.* Riprodhoj një send në shumë kopje me anë mjetesh të ndryshme teknike. *Shumëfishoj një vizatim (një fotografi, një projekt). Shumëfishonin traktet.*
3. *tekst.* Bashkoj shumë fije në një fill të vetëm. *Shumëfishoj fillin.*
SHUMËFISHTË (i,e) *mb.* 1. Që përbëhet prej shumë njësish, pjesësh, elementesh, radhësh etj. të njëjta a të krahasueshme, shumëfish. *Tel (fill) i shu-mëfishtë. Degëzime të shumëfishta. Rrethim i shumë-fishtë.*
*2.* Që është shumë here me i madh, me i fuqishëm, me i rëndë etj. *Goditje (përpjekje) të shumëfishta.Shfrytëzim i shumëfishtë. Shtypje e shumëfishtë. Ka rëndësi të shumëfishtë.*
3. *mat.* Që pjesëtohet pa mbetje me një numër të plotë. *Numër i shumëfishtë.*
SHUMËFISHUAR (i,c) *mb.* 1. Që është bërë shu-më here me i madh sesa ka qenë; që është rritur a është shtuar shumë here. *Me forca të shumëfishuara.*
2. *tekst.* Që përbëhet nga disa fije të bashkuara. *Fill* i *shumëfishuar.*
SHUMËFISHUES,~E *mb.* 1. Që shërben për të riprodhuar një tekst në shumë kopje. *Aparat shumë-fishues.*
2. Që shërben për të shumëfishuar, për ta bërë diçka shumë herd më të madhe.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Shumë-fishues dendurie. elektr.* aparat që jep në dalje një denduri shumëfishe në krahasim me atë që hyn. *Shu-mëfishues fazash. elektr. Shumëfishues drite.*
SHUMËFISHUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *tekst.* Punëtorja që punon në makinën e shumëfishimit të fillit.
SHUMËFJALËSH,~E *mb. gjuh.* Që përbëhet prej shumë fjalësh. *Enter lint shumëfjalësh. Njësi sintaksore shumëfjalëshe.*
SHUMËFORMËSI,~A . *libr.* Të qenët shumë-formësh, paraqitja e diçkaje në shumë forma të ndxy-shme; *kund.* njëformësl. *Shumëformësia e gjuhës.*
SHUMËFORMËSH,~E *mb.* Që shfaqet a para-qitet në shumë forma, që ka shumë forma; *kund.* njëformesh. *Botë shumëformëshe. Sistem shumëformësh. Gjendje shumëformëshe. Ekonomi shumëformëshe* eko-nomi shumësektorëshe.
SHUMËFRYMËSH,~E *mb.* Që përbëhet prej shumë vetash. *Familje shumëfrymëshe.*
SHUMËGARËSH,~I *m. sport.* Garë që përmbledh shumë ushtrime të ndryshme, zakonisht në një lloj sporti; tërësia e ushtrimeve të kësaj gare. *Shumëga-rësh detar. Shumëgarësh ushtarak. Kampionati i shu-mëgarëshit. Rekord i ri në shumëgarësh.*
SHUMËGARIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *sport.* Sportist i përgatitur për ushtrimet e shumëgarëshit; sport:sti që merr pjesë në shumëgarësh. *Shumëgaristët më të mirë. Përgatitja e shumëgaristëve.*
SHUMËGJYMTYRËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT
*mat.* Polinom.
SHUMËGJYMTYRËSH,~E *mb. gjuh.* Që përbëhet prej shumë gjymtyrësh.
SHUMËHERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që bëhet shumë here me radhë; i vazhdueshëm. *Përsëritje e shumëhershme. Kërkime të shumëhershnte. Zgjedhje e shumëhershme.*
SHUMËKANALËSH,~E *mb. radio.* Që ka shumë kanale dhe që punon njëkohësisht me to. *Sistem shu-mëkanalësh. Ndërlidhje shumëkanalëshe.*
SHUMËKATËSH,~E *mb.* Që ka shumë kate. *Ndërtesë shumëkatëshe. Hotel shumëkatësh.*
SHUMËKIIMBËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Kafshë e vogël, me trup të ndarë në shumë unaza, të cilat kanë çdonjëra nga një pale ose nga dy pale këmbë të nyjëtuara; këmbëshumëz, dyzetkëmbësh.
2. *vet. sh.* Klasa që përfshin një varg kafshësh të tilla.
SHUMËKËNDËSH,~I m. *sh.* ~A, ~AT *gjeom.* Figure gjeometrike që kufizohet nga një vijë e thyer. *Shumëkëndësh i rregullt (i mysët, i lugët). Shumëkën-dësh i brendashkruar (ijashtështkruar). Shumëkëndësha të ngjashëm.*
SHUMËKINDËSH,~E *mb.* Që ka shumë kënde. që ka trajtën e një shumëkëndëshi. *Figure shumë-këndëshe. Dhomë shumëkëndëshe.*
SHUMËKOKËSH,~E *mb.* Që ka shumë kokë. *Përbindësh shumëkokësh. mit.*
SHUMËKOMBËSH,~E *mb.* Që përbëhet prej shumë kombesh a kombësish. *Shtet shumëkombësh. Ushtri shumëkombëshe.*
SHUMËKRERËSH,~E *mb.* Shumëkokësh. *Hidër shumëkrerëshe. mit.*

SHUMËKCND *ndajf.* Në shumë vende; në vise të ndryshme. *Gjendet (ndeshet, takohet) shumëkund. Shumë kund nuk e njohin këtë fjalë.*
SHUMËKUPTIMËSI,~A . *gjuh.* Të qenët i shumëkuptimshëm, vetia e fjalëve ose e shprehjeve që kanë dy a me shumë kuptime; vetë dukuria e tillë gjuhësore; polisemi. *Shumëkuptimësia e fjalëve.*
SHUMËKUPTlMSHËM (i), ~ME (e) *mb. gjuh.* Që ka shumë kuptime, polisemik. *Fjalë e shumëkup-timshme.*
SHUMËKURORËSHE *mb. drejt.* Famil)e shumë-kuroreshe: familje që përbëhet nga disa çtfte bashkë-shortësh dhe nga fëmijët e tyre.
SHUMËKCSH *pakuf.* Shumë njerëz, shumë; ndo-kush. *Shumëkush prej tyre. Shumëkush nuk e besoi. Shumëkujt nuk i pëlqeu. Shumëkush mund të mendojë se...*
SHUMËLLOJËSl,~A . *libr.* Shumëllojshmëri.
SHUMËL,LOJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që shfaqet në shumë trajta të ndryshme, që paraqitet në gjendje a në pamje të shumta e të ndryshme; që përbëhet prej shumë njësish a elementesh të ngjashme, i shumëllojtë, i larmishëm. *Veprimtari e shumëllojsh-me. Lidhje të shumëllojshme. Natyra (bota) është e shumëllojshme. Materia dhe lëvizja janë të shumëllojshme.*
2. Që përbëhet nga lloje të ndryshme, që shfaqet në lloje të ndryshme. *Bimë (lule) të shumëllojshme. Shpendë të shumëllojshëm. Lojëra të shumëllojshme. Prodhime të shumëllojshme. Nevoja të shumëllojshme.*
SHUMËL,LOJSHMËRl,~A . *libr.* Të qenët i shumëllojshëm, vetia e diçkaje që përbëhet prej njësish a prej elementesh jo të njëllojta. *Shumëllojshmëria e natyrës (e botës shtazore, e peshqve). Shumëllojshmëria e tokave. Shumëllojshmëria e mallrave. Shumëllojshmëria e materies dhe e lëvizjes. Shumëllojshmëria e ngjyrave.*
SHUMËLLOJTË (i,e) *mb.* I shumëllojshëm. *Sende (mjete) të shumëllojta. Valle të shumëllojta. Pengesa (vështirësi) të shumëllojta. Letërsi e shumëllojtë. Na-tyra është e shumëllojtë.*
SHUMËMIJËSH,~E *mb.* Që përbëhet nga mijërae mijëra njerëz. *Masai shumëmijëshe. Armata sku~ mëmijëshe e arsimtarëve.*
SHUMËMILIARDËSH,~E *mb.* Që arrin një shumë prej disa miliardësh, që arrin në shumë mi-liardë; që çmohet shumë miliardë. *Deficit shumë-miliardësh. Borxhe shumëmiliardëshe. Pasuritë shumëmiliardëshe.*
SHUMËMIUONËSH,~E *mb.* 1. Që përbëhet nga shumë milionë njerëz, që ka një popullsi prej shumë milionësh. *Popull shumëmilionësh. Popullsi (ushtri) shumëmilionëshe. Shtet (qytel) shumëmilionësh. Masat shumëmilionëshe.*
2. Që arrin një shumë prej disa milionësh, që arrin në shumë milionë; që çmohet shumë milionë. *Kredi shumëmilionëshe. Pasuri shumëmilionëshe.*
SHUMËNDERUAR (i,e) *mb.* Që meriton nderim të madh e të veçantë, që vlerësohet e nderohet shumë. *Baba (udhëheqës, tnësues) i shumënderuar. I shumë-nderuari mik!*
SHUMËNDUARSHËM (i), ~ME (e) *mb. shih* SHUMËIXOJTË (i,e) 2.
SHUMËNGJYRËSH,~E *mb.* 1. Që ka ngjyra të ndryshme, që është ngjyra-ngjyra; që është i ngjy-rosur me shumë ngjyra. *Basmë (shatni, çadër, veshje) shumëngjyrëshe. Fishekzjarrë shumëngjyrësh. Flamurë shumëngjyrësh. Qilim (livadh) shumëngjyrësh. Lule (flutura) shumëngjyrëshe.*
2. *fig. libr.* Që përbëhet nga parti a nga rryma të ndryshme politike ose nga përfaqësues të tyre (për qevëritë etj.); *kund.* njëngjyrësh. *Qeveri shumëngjyrëshe. Bashkim politik (koalicion) shumëngjyrësh.*
SHUMËNGJYRSHËM (i), ~ME (e) *mb. 1. shih* SHUMËNGJYRËSH,~E i.
*2. fig.* I larmishëm. *Lëndë e shumëngjyrshme (e një reviste).*
SHUMËNGJYRTË (i,e) *mb.* Shumëngjyrësh.
SHUMËPALËSH,~E *mb.* Që arrihet ndërmjet disa palësh a përfaqësuesish të tyre, që bëhet me pjesëmarrjen e disa palëve. *Traktat shumëpalësh. Marrëveshje shumëpalëshe. Takime (bisedime) shumëpalëshe.*
SHUMËPETËSH,~E *mb.* Që është bërë me shumë petë, që ka shumë petë (për byrefcun etj.). *Byrek (lakror) shumëpetësh. BakllaVa shumëpetëshe.*
SHUMËPIKËSH,~I *m. gjuh.* Shenjë pikësimI e përbërë prej tri pikash të njëpasnjëshme, që shërben për të treguar zakonisht se një mendim nuk shprehet plotësisht a se ligjërimi ndërpritet për arsye të ndryshme ose për të treguar se diçka është lënë jashtë tek-stit; pikat e pezullimit. *Përdorimi i shumëpikëshit.*
SHUMËPJELLËSHE *mb. vet. f. biol.* Që pjell disa të vegjël në një barrë; që ka pjellë shumë here (për femrat e gjitarëve); *kund.* njëpjeUëshe. *Kafshë shumëpjellëshe. Dosa është shumëpjellëshe.*
SHUMËPJESËSH,~E *mb.* Që përbëhet nga shumë pjesë.
SHUMËPOLËSH,~E *mb. elektr.* Që ka me shumë se dy pole. *Dinanto shumëpolëshe. Gjenerator shu-mëpolësh.*
SHUMËPRITUR (i,e) *mb.* Që e kemi pritur e dë-shiruar prej shumë kohësh, që e presim me padurim
të vijë a të ndodhë. *Dita e shumëpritur. Çasti (takimi, lajmi) i shumëpritur. Letra e shumëpritur. Ndihma e shumëpritur.*
SHUMËQELIZOR,~E *mb. biol. I.* Që përbëhet nga shumë qeliza a nga një numër shumë i madh qe-lizash; *kund.* njeqelizor. *Qenie (kafshë, kërpudhë) shumëqelizore. Organizëm shumëqelizor.*
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Kafshë ose bimë që përbëhet nga shumë qeliza a nga një numër shumë i madh qelizash.
SHUMËRROKËSH,~E *mb. gjuh.* Që përbëhet nga shumë rrokje, që ka shumë rrokje. *Fjalë shumë-rrokëshe.*
SHUMËS *mb. gjuh.* 1. Numri shumës: forme e kategorisë gramatikore të numrit, që tregon se është f jala për dy a me shumë frymorë, sende a dukuri ose që veprimi, gjendja a tipari cilësor ka të bëjë me dy a me shumë frymorë, sende a dukuri; tërësia e trajtave gramatikore të këtij numri. *Emër (mbiemër, përemër) në numrin shumës. Veta e parë (e dytë, e tretë) e numrit shumës. Zgjedhoj foljen në numrin shumës.*
2. *si em.* ~s ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Numri shumës. *Shumësi i shquar (i pashquar). Shumësi i emrave. Shumës mirësjelljeje. Mbaresat e shumësit. Flet në shumës.*
SHUMËSEKTORËSH,~E *mb. ek.* Ekonomi shu-mësektorëshe: ekonomi, ku krahas sektorit socialist, veprojnë edhe sektori i prodhimit të vogël tëmallrave e sektori kapitalist (në fillim të periudhës së kalimit nga kapitalizmi në socializëm deri në krijimin e bazës ekonomike të socializmit).

SHUMËSl,~A . 1. Të qenët i shumtë, sasi e ma-dhe a numër i madh njerëzish, sendesh etj.; shumicë e madhe. *Shumësi njerëzish (sendesh). Shumësi ngjy-rash.*

2. *vjet.* Pjesa më e madhe, shumica. *Me shumësi votash.*

SHUMËSHEKULLOR,~E *mb.* Që ka zgjatur shumë shekuj, që është kryer gjatë shumë shekujve me radhë. *Histori shumëshekutlore. Luftërat (përpjek-jet) shumëshekullore. Traditat shumëshekullore. Robert (zgjedhë) shumëshekullore. Sundim shumëshe-kullor.*

SHUMËSHKALLËSH,~E *mb.* Që kalon nëpër shumë shkallë a eta pa; jo i drejtpërdrejtë, i ndërmje-tuar. *Sistem shumëshkallësh. Lidhje shumëshkallëshe. Zgjedhje shumëshkallëshe* sistem jodemokratik i zgjedhjeve, ku votuesit nuk kanë të drejtë të zgje-dhin drejtpërdrejt përfaqësuesit e tyre.

SHUMËSHTRESËSH,~E *mb.* Që përbëhet nga shumë shtresa.

SHUMË-SHUMË *ndajf.* 1. Të shumtën, jo me shumë se...; jo me gjatë se..., jo më tej se... *Shumë-shumë tridhjetë veta. Nxë (merr) shumë-shumë dyqind litra. Shumë-shumë dy ore. Shumë-shumë pas-nesër (pas njëjave).*

*2. më e* madhja, më e shumta a më e keqja që mund të ndodhë ose që mund të jetë; fundi i fundit. *Shumë' -shumë mund të ketë ndonjë gërvishtje. Shumë-shumë do t'i çonin në një vend tjetër. Shumë-shumë do të presim edhe dy ditë. Shumë-shumë do të bërtasë.*

*3.* Në rastin më të skajshëm, në rastin më të mire, të shumtën. *Nga ky stof shumë-shumë mund të bëhendy pale pantallona. Shumë-shumë rrushi vete deri në nëntor. Kjo mund të hyjë në punë shumë-shumë si lodër fëmijësh.*

SHUMËTONËSH,~E *mb.* Që peshon shumë tone; që nxë shumë tone; që mund të mbajë a të ngrejë një peshë prej shumë tonësh. *Ngarkesë (peshë) shumë-lonëshe. Kamion shumë tonësh.*

SHUMËTRAJTËSH,~E *mb.* Që shfaqet a para-qitet në shumë trajta, që ka shumë trajta, shumë-formësh. *Re shumëtrajtëshe.*

SHUMËTRAJTSHËM (p, ~ME (e) *mb.* Shumë-trajtësh.

SHUMËTRAJTSHMËRl,~A . *libr.* Të qenët shumëtrajtësh. *Shumëlrajtshmëria e natyrës.*

SHUMËVALENT,~E *mb.* 1. *kim.* Që ka shumë valenca dhe mund të bashkohet më të njëjtin element në përpjesëtime të ndryshme (për elementet kimike). *Element shumëvalent. Hekuri është shumëvalent.*

2. *mjek.* Që vepron kundër shumë mikrobeve të ndryshme të të njëjtit lloj. *Serum shumëvalent. Vak-sine shumëvalente. Antibiotikë shumëvalentë. Ka veprim shumëvalent.*

3. *libr.* Që përmban lloje të ndryshme lëndësh ushqyese e vitaminash, që ka vlera të ndryshme e të shumta. *Ushqim shumëvalent.*

4. *fig. libr.* Që kryen disa funksione, që përdoret në shumë fusha të veprimtarisë shoqërore, *Gjuhë letrare shumëvalente.*

SHUMËVARIANTËSH,~E *mb. libr.* Që para-qitet në shumë variante, që ka shumë variante. *Gjuhë letrare shumëvariantëshe.*

SHUMËVENDËSH,~E *mb.* Që është për shumë njerëz, që nxë shumë njerëz. *Sallë shumëvendëshe.*

SHUMËVËLLlMËSH,~E *mb.* Që përbëhet nga disa a nga shumë vëllime. *Vepër (seri) shumëvëlli-mëshe. Fjalor shumëvëllimësh. Botime shumëvëlli-mëshe.*

SHUMËVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat a vijon shumë vjet, që kryhet gjatë shumë vjetësh; i gjatë. *Periudhë shumë vjeçare. Plane shumëvjeçare. Punë (veprimtari, përvojë) shumëvjeçare. Gjurmime (kër-kime, vëzhgime, përpjekje) shumëvjeçare. Ndërprerje shumëvjeçare.*

*2.* Që nxirret në bazë të të dhënave të shumë vje-tëve me radhë. *Mesatarja shumëvjeçare.*

3. *bot.* Që jeton dy a me shumë vjet (për bimët). *Bimë (Me) shumëvjeçare.*

SHUMËVUAJTUR (i,e) *mb.* Që ka hequr e vuajtur shumë në jetë. *Popull i shumëvuajtur. Fshatarësia e shumëvuajtur. Atdheu i shumëvuajtur. Myzeqeja e shumëvuajtur.*

SHUMËZERËSH,~I *m. muz.* Polifoni.

SHUMËZËRËSH,~E *mb.* 1. *muz.* Polifonik. *Kën-gë shumëzërëshe.*

*2.* I përbërë nga shumë zëra. *Jehonë shumëzërëshe.*

SHUMËZIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve SHUMËZOJ, SHUMËZOHET. *Shumëzimi i fares. Shumëzimi i gjedhit (i bletëve, i peshqve, i mikrobeve). Shumëzimi i një teksti me shaptilograf. Shumëzimi me fara (me rrënjë, me gjethe). Organet e shumëzimit.*

2. *mat.* Një nga katër yeprimet-themelore të ma-tematikës, me anën e të cilit nga dy numra (të quajtur “i shumëzueshmi” dhe “shumëzucsi”) nxirret një numër i tretë (i quajtur “prodhim”), i barabartë me shumë”n që del nga mbledhja e të shumëzueshmit me veten e tij aq here sa tregon shumëzuesi. *Tabela e shumëzimit. Prova e shumëzimit.*

SHUMËZOHET *vetv.* 1. Shtohet me qenie të reja të të njëjtit lloj, lind pasardhës, riprodhohet (për qe-niet e gjalla). *Shumëzohen qeniet e gjalla. Shumë. zohen peshqit (insektet, krimbat). Shumë bimë shumëzohen me fara (me spore). Bakteret shumëzohen duke u ndarë.*

*2.* Rritet, shtohet, shumohet.

3. *Pës. e* SHUMËZOJ.

SHUMËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ripro-dhoj me mjete tekntke diçka të shkruar, shumëfishoj një tekst. *Shumëzoj një shpallje (një thirrje). Shumëzoj me ntakinë shkrimi (në shtypshkronjë).*

2. Rrit, shtoj, shumoj. *Shumëzojnë radhët.*

3. Rrit a shtoj shumëfish. *Na shumëzon forcat. Shumëzojmë përpjekjet.*

4. *mat.* Bëj veprimin e shumëzimit. *Shumëzoj dy numra. Shumëzoj shtatën me tetë.*

SHUMËZOR,~E *mb. gjuh.* Numëror shumezor: numëror themelor i përbërë a i pathjeshtë, kuptimi tërësor i të cilit del nga shumëzimi i numërorëve të thjeshtë që e përbëjnë (p.sh. pesëdhjetë = pesë here dhjetë, gjashtëdhjetë etj., dyqind = dy here njëqind, treqind etj., dy mijë, tri mijë etj.).

SHUMËZUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. 1. *mat.* Numri më të cilin shumëzojmë një numër tjetër. *Shumëzues me dy (me tri) shifra.*

*2. tek.* Burmë e disa veglave matëse, që shërben për të shënuar vlera të ndryshme në rrethin a në shi-ritin e shkallëzuar. *Shumëzuesi i shënjestrës. Rrotulloj shumëzuesin.*

SHUMËZUES,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me shu-mëzimin e qenieve të gjalla. *Aftësitë shumëzuese.*

2. *tek.* Që shërben për të shumëfishuar, shumë-fishues. *Aparat shumëzues.*

3. *fig.* Që lidhet me mënyrat dhe format e sjelljes, të veprimit etj., të cilat i ndjek dikush për të plotë-suar një qëllim të caktuar; që ka të bëjë me rrugën që ndjek dikush gjatë përpjekjeve për të arritur një qelUm të caktuar. *Veprim taktik. Gabim taktik. Ndry-skimte taktike. për orsye taktike.*

TAKTtKE,~A . "fc. ~A, ~AT. 1. *vet. nj. usht.* Arti i pfirgatitjes dhe i zhvillimit të betejës luftarake, i hasUcërendimit të forcave dhe të mjeteve të luftimit, i shpëradarjes dhe i përdorimit të tyre gjatë betejës; mëoyra se a zhvillohet beteja; shkenca për përgatitjen dhe 2faviUimin e betejës luftarake. *Taktike luftarake. Tttikë partizane. Taktika e luftës (e stdmit, e mbroj-tjes). Taktika e armikut. E mdërroi (mdryshoi) taktikën. Ndoqi një taktike të re.*

2. Tërësia e mjeteve, e metodave dhe e mënyrave, që përdoren në luftën shoqërore e politike për të arritur një synim të caktuar në planin e përgjithshëm; tërësia e formave të luftës, të organizimit, të bashkërendiinit të Torcave etj., që përdoren për të plotësuar një qëllim të caktuar në luftën e përgjithshme politike e shoqërore, në luftën e klasave, në revolucion etj. *Taktike revolucionare. Taktike reformiste (socialdemokrate, mashtruese). Taktike me dy faqe. Taktika e partisë (e sodalizmit, e revolucion.it). Strategjia dhe taktika. Përdor (ndjek) një taktike të drejtë (të gabuar).*

3. *fig.* Tërësia e mënyrave dhe e formave të sjelljes, të veprimit etj., që përdoren për të plotSsuar një qëllim të caktuar; rrugë e caktuar që më parë e që ndiqet gjatë përpjekjeve për të arritur një ynim. *Taktike e drejtë (e gabuar). Taktika e lojës. la kuptuan taktikën.*

• Taktika (politika) e tokës së djegnr *shih tek* TO-KË,~A.

TAKUES,~E *mb.* 1. *spec.* Që është i puqur me diçka tjetër, që është fare afër a bashkohet me te. *Sipërfaqe takuese. Pika takuese. Drejtime takuese.*

2. *tek.* Që shërben për të takuar dy a me shumë pjesë të një makine a aparati për t'i vënë në punë. Levë *takuese. Çelës takues.*

3. *si em. tek.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Vegël, me anën e së cilës bëhet takimi i dy a me shumë pjesëve të një makine, të një pajisjeje etj. për t'i vënë në punë ato; çelës. *Takuesi i kontrollit. Susta e takuesit.*

TAL,ENT,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veti natyrore e veçantë që ka një njeri për ta rrokur e përvetësuar diçka shpejt e lehtë, dhunti e aftësi për të bërë diçka shumë mirë e në mënyrë krijuese; zotësi e veçantë që e shquan një njeri në një fushë të caktuar. *Talent artisti (organizatori). Ka talent për muzikë (për gjuhë, për matematikë..* J. *Është me talent. Kërkon talent. Një here talent e dhjetë here punë. fj. u.*

*2.* Njeri i talentuar. *Talente të reja (të pazbuluara). Takimi i talenteve. Është talent. Kane lindur shumë talente.*

TALENTUAR (l.e) *mb.* Që ka talent për *diçka. Punëtor (punonjës, shkrimtar, artist, sportist) i talentuar. Është i talentuar për pikturë.*

TALË,~A . *bised.* Masë e caktuar, pjesë e caktuar për secilin; kufi, shkallë. *E mori (e hëngri, e prishi) talën e vet. U mbush tola* u mbush masa, s'mban me.• Gjeti talën gjeti zgjidhje, mori rrugë (për një punë, për një çështje etj.). Vajta në tale nuk dua me, mora a hëngra aq sa desha.

T^LËR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vozë e hapur, me fund më të gjerë se gryka, që përdorct për të shtënë në të djathë, ullinj, turshi etj. ose për të shtypur rrush; kade, tinar. *Talër me djathë (me gjizë, me turshi).*

TALlKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Qerre e vogël me katëi rrota për të udhëtuar ose për të mbartur sende të ndryshme; karrocë e vogël me katër rrota, që tër-hiqet me kuaj. *Talikë e vjetër. Talika e plaçkave. Një talikë me dm (me miell). Udhëtoi me talikë.*

TALK,~U *m.* Mineral i butë e shtresa-shtresa, në ngjyrë të bardhë ose si në të gjelbër dhe me shkëlqim si të fildishit, që përdoret zakonisht në trajtë pluhuri në teknikë e në mjekësi. *Minerali i talkut. Shtresë (gurë, pluhur) talku. E bëri me talk.*

TALMUDIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* 1. Njeri skolastik; njeri pedant. *Shpjegon (ifepron) si tatmudist.*

*2. si mb.* ~, ~E. Skolastik, pedant. *Njeri talmudist.*

TALMUDIZËM,~MI *m. libr.* Mendim a qëndrim prej skolastiku, të menduarit a të vepruarit si talmudist; pedantizëm.

TALURE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Pjatë e madhe dhe e përfushtë; çanak i madh, i cekët e me grykë shumë të gjerë. *Talure e argjendtë. Talure balte (bakri). Një talure me qumësht (me gjellë).*

TALL *kal,* ~A, ~UR. 1. E vë në lojë dike a diçka, them për të fjalë fyese dhe me qesëndi, e marr nSpër gojë që të qeshin të tjerët me të, e përqesh; bëj shaka të rëiida e fyese me dike. *Tall të tjerët. E tall bota. E talli rëndë (keq).*

2. E gënjej dike me fjalë, e mbaj me shpresa e me premtime, e vë në gjumë; e sjell vërdallë, tallem me dike. *E talli gjatë. Kërkon ta tallë.*

TALLABAK,~U *m.* 1. Ledh që mbetet nëpër ara e fusha pas vërshimit të lumit dhe që me kohë thahet e ngjishet shumë.

2. *përd. mb.* I thatë, i ngjeshur (për token).

TALLAGAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Gunë e leshtë burrash, zakonisht e pangjyer, me jakë dhe me mëngë të shkurtra që nuk vishen. *Tallagan i murrmë (i zi, i bardhë). Tallagan i qëndisur. Mëngët e tallaganit. E mbante nën tallagan. Hodhi tallaganin krahëve (su-peve)J U mbulua (u mbështoll) me tallagan.*

2. Pallto e gjatë burrash, pa mëngë ose me mëngë të rreme.

-A- la la në tallagan e mashtroi, ia hodhi.

TALLASH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ashklat e vogla dhe pluhuri që dalin nga druri a nga një lëndë tjetër kur e sharrojmë, kur e zdrugojmë etj., copërat që bien gjatë sharrimit, gjatë zdrugimit a gjatë prerjes së drurit a të një lënde tjetër. *Tallash i trashë (i hollë, i imët). Tallash druri (hekuri, bakri). Shtresë tallashi. Shfrytëzim i tallashe\>e. Dërrasë prej tallashi.*

TALLAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Dallgë deti, vale e madhe që vjen me force e vrull. *Tallazet e detit. Gjëmimi i tallazeve. Ngrihen tallaze. E mbytën (e për pine) tallazet. Ben tallaz* ka det me dallgë.

2. *fig.* Hov që merr dikush, vrull për diçka. *E mori me tallaz.*

3. *kryes. sh. fig.* Vale e madhe brenge e shqetësimi; vështirësi e madhe, dallgë. *Tallazet e jetës (e luftës). Tallazet e shpirtit. U qëndroi (u bëri ballë) tallazeMe. Lindi në mes të tallazeve.*

*4.* Ndriçim i valëzuar që jep faqja e dickaje, ndri-çim vale-vale, rreze. *Mëndafsh (pëlhurë) me tallaze.*

TALLA^ZE-TALLAZE *ndajf.* Vatë-valë, dallgë-dallgë. *Vinte tallaze-tallaze.*
TALLAZMADH,~E dhe TALLAZEMADH,~E
*mb.* Që ka tallaze të mëdha. *Det tallazmadh.*
TALLAZOHET *vetv.* 1. Ngre tallaz, vjen me dallgë, bën\ tallaze. *Tallazohet deti (oqeani).*
2. Lëkundet, tundet; vjen valë-valë, vjen me tallaze. *Tallazohet mbi sipërfaqen e ujit.*
• Iu tallazua zemra u trondit, u shqetësua shumë.
TALLAZON *jokal.,* ~OI, ~CAR. Ngre tallaz, vjen me dallgë, bën tallaze. *Tallazon deti (oqeani). Tallazon si i tërbuar.*
TALLEM *vetv.* 1. Vë në lojë dike a diçka, them për të fjalë fyese dhe me qesëndi e marr nëpër gojë që të qeshin të tjerët me të, përqesh; bëj shaka të rënda e fyese me dike; bëj shaka. *Tallej më të gjithë. Toilet me fjalë. Tallet bota. S"bën të tallesh me të. më të vërtetë apo tallesh?*
2. E zvarrit një punë kot së koti, nuk merrem me gjithë mend me të; kaloj a humb kohën kot me diçka, sillem kot. *Tallej rrugëve. Tallej tërë ditën. Tallej në punë.*
*3.* Gënjej dike me fjalë, e mbaj me shpresa e me premtime, e vë në gjumë, e sjell vërdallë. *Me kë tallesh? Mjaft u talle me të.*
*4. Pës. e* TALL.
TALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Misërishte, koçan misri. *Mbylli shtambën me tallë.*
2. Kërcelli i bimës së misrit, kashtë misri. *Prenë fallen. I japin lopës tallë. Vuri fallen* bëri mullar me kashtën e misrit.
3. *bot.* Bimë barishtore e dëmshme, e gjatë rreth një pash, me rrënjë të trasha e të helmet a, e ngjashme me misrin, por me gjethe të holla e me një xhufkë plot fara si të melekuqes në krye; vulër. *U helmuan nga talla. Shkulin (heqin) fallen.*
• Mbjell miser e korr tallë *shift te* MISËR,~RI.
TALLËS,~E *mb. I.* Që të vë në lojë, të fyen e të bën qesharak përpara të tjerëve, që të tall; që për-mban a që shpreh tallje. *Buzëqeshje (fjalë, shprehje, këngë) tallëse. Vështrim (shikim, zë, ton) tallës.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që tall të tjerët, ai që tallet me dike a me diçka.
TALLISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend a are ku ka shumë tallë (bimë barishtore e dëmshme). 2. Hamullore misri.
TALLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TALL, TALLEM. *Tallje me fjalë. E ka me tallje* nuk e ka më të vërtetë, e ka me shaka. *E vuri në tallje e* talli. *E merr me tallje* nuk i jep rën-dësinë e duhur, nuk e merr seriozisht.
2. Fjalë a shaka tallëse; veprim a sjellje që ka për qëllim të tallë dike a diçka. *Tallje e rëndë (e forte). Lëri talljet! S'i duroj dot talljet.*
TAMAH,~U *m. bised.* Lakmi, pangopësi. *Tamahf madh. Tamahu i fitimit. I hyri tamahu. Ka lamah. Bën (vë) lamah* lakmon. *Nga tamahu heq stomaku. fj. u.*
TAMAHQAR, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *Bised.* 1. Ai që është i pangopur, ai që ka tamah, lakmitar. *Tamah-qar për punë. Tamahqar për plaçkë. Ishte (u be) ta-mahqar i madh.*
*1. si mb.* ~, ~E. Që s'ngopet kurrë, që ka tamah, lakmues. *Njeri (fëmijë) tamahqar.*
TAMAHQARLL,Ek,~U *m. bised.* Të qenët tamahqar; lakmi, pangopësi. *Tamahqarllëk i madh. I ka hipur (i ka hyrë) tamahqarllëku. Tamahqarllëku të prish. Ka tamahqarllëk. E ka nga tamahqarllëku. Hëngri (piu) me tamahqarllëk.*
TAMAM. I *ndajf.* 1. Aq sa duhet, as me shumë e as me pak; ashtu si duhet, në rregull. *rrinë tamam këpucët (rrobat). I vjen tamam bluza (kostumi). Jane tamam paratë (delet). Është tamam për martesë.*
2. Krejt njëlloj, pike për pike, njësoj, gjallë; ba-rabar. *Tamam i ati (e ëma, e motra, i vëllai). Jane tamam me njëri-tjetrin (nga mosha, nga madhësia, nga gjendja).*
II *pj.* 1. Pikërisht, bash, mu. *Tamam në atë kohë. Tamam atje (këtu). Tamam ashtu është. Vjen tamam kur duhet.*
*2.* Plot, plotësisht. *U mbushën tamam pesë vjet.*
•*k* S'është tamam (nga koka) nuk mendon shumë, është i lehtë, s'është n3 rregull nga trutë.
TAMBËL,~LI *m. krahin.* Qumësht. *Tambël lope (deleje, dhie). Përshesh me tambël.*
• Bar tambli *bot.* qumështore. Lule t a m b -I i *bot.* qumështore, bar tambli.
TAMBLAGJAK,~U *m. bot.* Bimë barishtore shumë-vjeçare, me kërcell shumë të gjatë, me rrënjët plot me një lëng si qumësht, shumë të hidhur e të verdhë, me gjethe në ngjyrë deti nga ana e poshtme dhe me lule të verdha, që përdoret në mjekësi; bar jodi, gjak qumështi.
TAMBLAK,~U *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* 1. Qengj, kec a viç pirës. 2. *përd. mb.* Pirës. *Qengj tamblak.*
TAMBLATORE,~JA I . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Lopë qumështore.
TAMBLATORE,~JA u . *sh.* ~E, ~ET *bot., krahin.* Qumështore.
TAMBLATORE *mb.* vef. . *krahin.* Që jep shumë qumësht, qumështore. *Lopë tamblatore.*
TAMBLORE *mb. krahin.* Tamblatore.
TAMBLUC,~I m. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Lloj har-dhuce e vogël, me kokë të madhe, me sy të mëdhenj e me këmbë të shkurtra. që rri nëpër mure e në faqet e shkëmbinjve.
TAMBl3R,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Daulle e vogël në trajtën e një kutie të rrumbullakët, sipër e poshtë me lëkurë të hollë e të tendosur mirë, së cilës i bien me shkopinj; daulle. *Në ritmin e tambureve. U binin tambureve.*
2. *spec.* Vegël a pjesë makinash të ndryshme, në trajtë të një cilindri dhe brenda zakonisht e zbrazët, që kryen një punë të caktuar. *Tamburi i madh (i vogël).*
*Tamburi i çikrikut. Tambur automjetesh. Tambur me tel (me kabllo). Mbështillet në tambur.*
3. *arkit.* Pjesa e sipërme e një ndërtese, me trajtë cilindrike ose shumëkëndëshe, mbi të cilën ngrihet a mbështetet kubeja. *Tamburi i kishës.*
TAMBURA,~JA . *sh.* ~, ~TË. Vegël muzikore me tre tela me kasë të vogël dhe me bisht të gjatë. *Bjeri tamburasë! Me daulle, me zurna, me buzuk, me tambura. kr. pop.*
TAMBURIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie tamburit. *Tamburistët e Vegjël. Tamburisti i kompa-nisë (i çetës).*
TAMËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT *muz.* Tambura.
TAMTAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Daulle; lodër. *Tamtamet afrikane. Kushtrimi (gjëmimi) i tamtameve. Buçet tamtami.*
*2. kryes. sh.* Zhurmë ritmike, që del kur i biem dau-lles. *Tamtami idaulleoe. Tamtamet e revolucionit. fig.* thirrje për revolucion, alarme revolucionesh.
3. *fig. keq.* Bujë e madhe, zhurmë e madhe që bëhet për diçka. *E bënë me tamtame të mëdha. V mblodhën me tamtame.*

TANË *pron. Sh. i* YNË. *Shokët (njerëzit, djemtë, prindërlt) tone. Lumenjtë tone. Udhëheqësit tone. Nxënësit tone. Traktorët tone. Jemi tanit. Fituan tanët.*

TANËZA,~T. . *vet. sh.* Humbja e vet8dijes dhç e ndjenjave për një kohë të gjatë para vdekjes, të fikëtit e madh. *Është në tanëzat. I erdhën tanëzat.*

TANGALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll i dendur e i madh, ku s'është vënë sëpatë.

TANGAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Mangall. *Tangar me prush.*

TANGO,~JA . *sh.* ~, ~T. Pjesë muzikore e lehtë, me ritëm të ngadalshëm; vallëzimi sipas këtij ritmi, gjatë të cilit çiftet që vallëzojnë, bëjnë një hap në njërën anë dhe dy nga ana tjetër. *Tango e lehtë. Vallëzoj (kërcej) një tango.*

TANGJENTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjeom.* Vijë e drejtë që e prek rrethin nga jashtë vetëm në një pike, drejtëz që ka të përbashkët vetëm një pike me një rreth ose me një lakore. *Pika e takimit të tan-gjentes me rrethin. Drejtimi i tangjentes. Heq një tan-gjente.*

TANI *ndajf.* 1. Në këtë cast, pikërisht në këtë kohë, në kohën kur jam duke folur a duke bërë diçka, tashti. *Deri tani. Që tani. O tani, o kurrë! Tani nuk mundem (nuk e bëj). Tani po punoj. Me duhet tani! Tani e tutje* që nga ky cast, që nga kjo ditë, këtej e tutje.

2. Në kohën tone, në epokën tone; në një periudhë kur jetojmë edhe ne, sot; *kund.* dikur. *Tani s'ka me bejlerë. Tani nuk shkojnë me hatëret. Tani s'ka papunësi te ne. Tani çdo gjë është e qartë. Tani e njohim mirë njëri-tjetrin. Tani shkon rregullisht në shkollë.*

3. Shumë pak përpara këtij çasti, fare pak përpara, s'ka shumë kohë, sapo, porsa; menjëherë pas këtij çasti, shumë shpejt, thuajse në këtë cast. *Tani u nis (treni). Tani sa shkoi. Tani sa ia thashë. Tani vjen. Tani fillon. Tani do ta bëj. Tani do ta shoh, prit pak.*

*4. si pj. bised.* Përdoret kur fiUojmë të flasim a totregojmë diçka, kur kalojmë në një mendim tjetër etj. për të tërhequr vëmendjen e të tjerëve ose me lcuptim përmbyllës. *Tani, me thuaj ç'qe kjo? Tarn', ta zëmë se është kështu. Tani, si përfundim mund të them se... Tani, edhe ashtu mund të jetë.*

*k* Tani për tani përkohësisht, he për he, dora-dorës.

*TKNXHI& ndajf.* Tashmë. *Është bërë lanimë i njohur (i dëgfuar, i ditur). Tanimë s'ke ç'bën. Tanimë e thamë (e bëmë).*

TANlN,~I *m.* Lëndë me shije të hidhur, që nxirret nga frytet a nga lëvoret e disa bimëve, që ka aftësinë të zbutë e të rrudhë dhe që përdoret në mjekësi për të ndaluar gjakun, për të prerë heqjen e barkutetj. ose në industri, sidomos për të regjur lëkurët. *Fabrika e taninit. Valanidhi (gështenja, hurma) ka (përmban) tanin.*

TANIPËRTANISHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. I tanishëm.

2. Që është vetëm për çastin kur flasim ose për një kohë të shkurtër, që ka vlerë në këtë cast ose në këtë kohë, i këtij çasti. *Qëndrimi (mendimi) i tanipërtanishëm. Të ardhurat (mjetet) e tanipërtanishme. Është një zgjidhje e tanipërtanishme.*

TANISHËM 0), ~ME (e) *mb.* 1. Që është a që zhvillohet në kohën kur flasim, që shfaqet tani; i këtij çasti, i kësaj kohe. *Koha e tanishme. Punët e tanishme. Qëndrimi (mendimi) i tanishëm. Pikëpamjet e tanishme. Mbledhja (konferenca) e tanishme.*

2. Që i përket kohës sonë, që bëhet, që shfaqet a që vepron në periudhën kur jetojmë ne, i sotëm. *Njeriu i tanishëm. Bota (shoqëria) e tanishme. Jeta e tanishme. Të rinjtë e tanishëm. Revolution! i tanishëm. Shkolla e tanishme. Zhvillimi i tanishëm.*

Koha e tanishme *gjuh.* koha e tashme.

TANlSHME,~JA (e) . Koha a periudha që po jetojmë ose që po kalojmë, koha jonë; tërësia e ngjar-jeve, e dukurive etj., që zhvillohen në këtë kohë; e sotmja. *E tanishmja e bukur (e Iumtur). Kërkesat (neyojat, detyrat) e së tanishmes. I shërben së tanish-mes. Lidhet më të tanishmen.*

IANK,~U m. dhe TANKS,~I *m. sh.* ~E, ~ET.

*ush't.* Makinë luftarake e blinduar, që lëviz me rrota mbi një zinxhir dhe që është e pajisur me mitraloza e me topa, të vendosur në një si kullë, e cila zakonisht rrotullohet nga të gjitha anët. *Tank i rëndë. Tank amfib* tank që ecën edhe në ujë, tank uji. *Shoferi i tankut. Njësiti (reparti) i tankeve. Luftë (sulm) me tanke.*

TANKfST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që drejton një tank ose që lufton me tank, shofer tanku; ai që shërben në një njësit ushtarak tankesh. *Reparti (njësia) e tan-kistëve. U be tankist.*

TANKODROM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* Vend i ndërtuar posaçërisht për të provuar tanket dhe për stërvitjen e reparteve të tankeve.

TANOHEM *vetv. krahin.* 1. Shqetësohem, mërzitem. 2. *Pës. e* TANOJ.

TJVNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Largoj, shmang. 2. Ngacmoj, ngas; bezdis, shqetësoj, mërzit. *Mos e tano qengjin. S"të tanon kush ty.*

TANOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qeza më të cilën shtiem bukët në furrë; qehën. TAPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëadë shumë e
lehtë, që nxirret nga lëkura e disa drurëve (sidomos nga një lloj lisi) dhe që përdoret për shtupa, për sholIë këpucësh, për rrjeUt e peshkimit etj.; një cope nga kjo lëndë. *Dru tape. bot.* dru, nga i cili nxirret kjo lëndë. *Lisi i tapes. Copa tape. Taka prej tape. I vuri rrjetës tapat. Zë të carat me tape.*

2. Shtupë mbyllcse zakonisht për shishe, që bëhet nga kjo lëndë ose prej druri, prej gome, prej plastike etj. *Tape druri Çllastiku). Tapa e shishes (e shtambës, e bueelës). Nxjerrëse tapash. I hoqi (i Vuri) tapën. Mbyll me tape. I ka dale tapa.*

*3.* Mjet shpëtimi nga mbytja, që zakonisht lidhet në mes si brez dhe që përbëhet prej kësaj lënde ose prej një lënde tjetër të lehtë. *Tape shpëtimi. I hodhi tapën. Ngjeshi tapën në brez.*

4. Diçka që zë vend e ngjishet diku dhe s'lë të dale a të lëvizë diçka tjetër. *Tape dheu. Pastrimi i tapave të rërës.*

5. *përd. mb. fig. bised.* I dehur keq, i pirë sa nuk e mbajnë këmbët. *V be tape. Erdhi tape në shtëpi.*

•*k* Është tape (tape topi) *thjeshtligj., tall,* i trashë nga mendja, që nuk kupton asgjë, që nuk merr vesh fare; që nuk ka fare njohuri për një fushë a për një çështje të caktuar. I vnri tapën (shtnpën) gojës *shih te* SHTUPË,~A. Është si tapa ne shpinë të detit *keq.* s'është i zoti të zërë një vend e të qëndrojë, s'qëndron dot në një vend.

TAPËNXJERRËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. P6r-
dorëse me një turjelë të vogël, që shërben për të nxjerrë tapat e shisheve.

TAPl,~A . *sh.* ~, ~TË. Dokument zyrtar, që i jepet dikujt për të vërtetuar të drejtën e tij të pronës mbi një shtëpi, mbi një truall etj. *Tapia e shtëpisë (e tokës). Firmosi tapinë. U dha (u ndau) tapitë.*

*k* Nuk e ka marrë (s'e lea) me fapi nuk e ka marrë diçka që ta mbajë përgjithmonë.

TAPICERf,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Stof, pëlhurë e trashë, lëkurë etj. që përdoret për të veshur muret, dyert, kolltukët etj. *Tapiceri e errët (e kuqe). Tapiceri letre* letër me vizatime të ndryshme që ngjitet mbi muret e dhomave. *Sallë e veshur me tapiceri.*

*2.* Mjeshtëria e veshjes së mureve, të dyerve, të kolltukëve etj. me stof a me diçka tjetër; punishte që bën veshje të tilla. *Reparti i tapicerisë. Merret me tapiceri.*

TAPIQER,—I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon për veshjen e mureve, të dyerve, të kolltukëve etj. me stof a me diçka tjetër.

TAPOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Zë vrimën e diçkaje me tape, vulos grykën e diçkaje me tape, i vë tapën (zakonisht për shishet). *Taposi shishen.*

2. E zë nga të gjitha anët, e vulos dhe nuk e lë të dale, të rrjedhë etj.. *E taposi dheu.*

TAPOSET *vetv.* 1. Zihet nga të gjitha anët, vuloset. *Jane taposur gypat. 2. Pës. e* TAPOS.

TAPOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TAPOS, TAPOSET. *Taposja e shisheve. Taposja e pusit (e gypit). Makinë për taposje.*

TAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Rast; mundësi. *Me erdhi (m'u paraqit) tari. Me qiti tori. Kur të me bjerë tari. Me tare është kjo punë.*TARABË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kanatë dërrase për të mbyllur një dyqan; kanat dritareje. *Taraba të vjetra. Tarabat e dyqaneve ( e dritareve). Uli ta-rabën.*

2. Pengesë prej dërrase, që ngrihet si mur dhe që e kapërcejnë ushtarët, nxënësit etj. gjatë stërvitjes. *Tarabë e vogël (e lartë, e ulët). E kapërceu menjëherë tarabën.*

TARAF,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Ana e njcrëzvc të një fisi, të një lagjeje etj., grup tniqsh e shokësh të afërt; grup njerëzish me mendime, me qëllime dhe me interesa të përbashkëta, parti; *keq.* grup njerëzish që janë lidhur ndërmjet tyre me miqësi të sëtnurë e që i mbajnë anën njëri-tjetrit për çdo gjë. *Tarafi ynë. Taraft i nuses (i dhëndrit). Fryma e tarafit. keq. Shpirti i tarafit. keq. Njerëz të një tarafi. Njeri me taraf* njeri që ka shumë shokë e miq, që e ndihmojnë e i mbajnë anën. *Lufta kundër taraf eve. Është taraf i dikujt. Është nga tarafi tjetër. Ka taraf të madh* ka shumë shokë, miq e të aiërm; ka shumë përkrahës. *U ndanë (u per-fane) në tarafe. U be me tarafin e dikujt. S"paj-tohet me tarafet. S"jemi për tarafet. Prej ç'tarafi jet Lidheshin taraf pas tarafi.*

TARAFIXËK,~KU m. *sh.* ~QE, ~QET *bised.* Miqësi e sëmurë, përkrahja e tarafit me vend e pa vend dhe për çdo gjë, ruajtja e tarafeve, mbajtja e farefisit, e miqve a e shokëve me hater. *Luftoi (goditi, kritikoi) tarafttëkun. E bëri për tarafllëk. Punonte me tarafUëqe.*

TARANTELË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Pjesë muzikorc me ritëm të shpejtë; valle popullore italiane me lëvizje të gjalla, që luhet sipas këtij ritmi.

TARATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjell.* Kos i rrahur e i përzier me hudhra, me vaj, me kripë dhe me kas-traveca të grirë, që hahet zakonisht në verë para gje-llëve të tjera.

TARAVOL,~E *mb. bised.* 1. Që ka karakter të forte, që është i zoti të kapërcejë çdo vështirësi; që s'di ç'është frika. *Djalë taraiol. Vajzë taravole.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

TARBË *mb. bised.* 1. Që është tharë, shumë i nolle, i dobët, kockë e lëkurë (për trupin e njeriut a të kaf-shëve, për fytyrën etj.). *Lopë (pelë) tar be. Me fytyrë tarbë. Ishte bërë tarbë.*

2. Që nuk ka gjë, që ka tnbetur pa gjë fare, shumë i varfët. *Ishte tarbë. Ua bëri tarbë (paratë, të gjitha)* ua fitoi në lojë të gjitha, i la pa një dysh.

• E bëri tarbë *dike* e mblodhi dike, e bëri zap, e shtroi; e zbuti, e shtroi (një kafshë).

TARBOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* la marr dikujt të gjitha paratë, s'i lë asnjë dysh (zakonisht në lojë).

TARË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pesha e enës a e mbështjelljes së një malli. *Pesha e tares. 1 zbresin tarën. E peshoi me gjithë tare.*

TARGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pllakë e vogël me shkronja, numra a shenja të posaçme, që i vihet një automjeti, një karroce etj. për ta dalluar, për ta gjetur lehtë kujt i përket, i ç'vendi është etj; mbi-shkrimi a shenjat në këtë pllakë. *Targë kamioni (ve-ture, traktori, karroce). Numri i targes. Automjet pa targë. I vuri (i ndërroi) targën. Ka (mban) targën e...*

TARIFË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fin.* 1. Çmim i cak-tuar nga shteti për sende të konsumit, për shërbimet

e ndryshme publike etj.; pagesë që i bëhet shtetit për përdorimin ose për shfrytëzimin e diçkaje; tabelë për çmimet ose për pagesat e tilla. *Tarifë doganore* taksë e caktuar për mallrat që sillen nga jashtë ose që nxirren jashtë shtetit *Tarifat posture. Tarifat e energjisë elektrike (e ujit, e transports). Vendosi ta-rifa të reja. U ngritën (u ulën) tarifat.*

Z. Page që i jepet një punonjësi në përputhje me kategorinë, me kualifikimin, me vështirësitë në punë etj.; tabelë që përmban këto paga. *Sistemi i tarifave. Rrjet tarifash. Paguhet (shpërblehet) me tarifën e kategorisë së katërt.*

TARIFOR,~E *mb. fin. I. Që* lidhet me tarifën e sendeve të konsumit, të shërbimeve të ndryshme publike etj.; i tarifes. *Vlera (pengesa) tarifore.*

2. Që ka të bëjë me tarifën, e cila i paguhet dikujt; i tarifes së dikujt. *Sistemi (rrjeti) tarifor. Udhëzues tori for.*

TARKAT,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *fet.* Sekt i veçantë fetar i myslimanëve (në vendet ku vepron feja myslimane; në të kaluarën edhe në Shqipëri). *Pjesëtar (anëtar) i tarikatit. Kishte shumë tarikate.*

2. *bised.* Grup i ngushtë njerëzish, më të njëjtat mendime, qëllime e interesa, si edhe më të njëjtat mënyra sjelljeje e veprimi. *Janë të një tarikati.*

TARIM,~I *m. spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TAROJ, TAROHET. *Tarimi i detaleve. E dërgoi për tarint.*

TARKAÇE,~JA *fsh.* ~E, ~ET. Trastë prej lëkure, jo shumë e madhe, që e mbajnë zakonisht Darin jtë për të vënë bukën. *Një tarkaçe me bukë (me mel, me duhan). Mbushi tarkaçen.*

TARKAUTEM vrtv., ~A (a), ~UR *bised.* Me merren mendtë, e humb mendjea, hutohem krejt. *Qenka tarkalitur fare.*

TAROÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Mëzat. *Taroç i zi. Taroç i egër. Theri taroçin. Është bërë si taroç.*

TAROGZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Parzmore. *shpoi tarogzën.*

TAROHET *spec. Pës. e* TAROJ.

TAROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *spec.* Kontrolloj të dhënat e një aparati, të një vegle, të një motori, të një makine etj., duke i krahasuar më të dhënat e përpikta të mjeteve të posaçme kontrolluese. *Tarojnë kultivatorët (pompat).*
TARTABlQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* 1. Ka ndërre vogël metrup të rrumbullakët e të shtypur, me ngjyrë vishnje të errët e me një erë të rëndë, që jeton si parazit në banesa, nepër plasat a vrimat e murcve, të dërrasave, të shtretërve etj. ose në vende të errëta dhe që u thith njerëzve gjakun kur flenë; çimkë. *Bar tartabiqesh. Erë tartabiqeje. Krevat me tartabiqe. Ka tartabiqe dhonta. Zhduk (mbyt) tartabiqet.*
2. Emër i përgjithshëm për disa kandrra parazitarc e të dëmshme, që kanë thimth në pjesën e përparme të kokës, dy pale krahë të palosur e të puthitur si mburojë pas kurrizit dhe që thithin lëngun e kërccllit, të gjetheve ose të luleve të bimëve. *Tartabiqja e lakrës. Tartabiqja e drithit. Tartabiqja e panxharit. Tartabiqja e fushës. Tartabiqet e pemëve.*
3. *mospërf.* Grua a vajzë shtatvogël dhe e imët.
4. *mospërf, shar.* Njeri që të mërzit vazhdimishtpër punët e veta, njeri i bezdisshëm e i pacipë. *Është një tartabiqe ai, që...*
Na marrtë pleshtat e tartabiqet (pleshtat, të kë-qijat)! *mospërf. thjeshtligj. shih te* MARR.
TARTAKUT,~I *m.* I. Sëmundje e rëndë që u bie kuajve ose gomarëve e që shfaqet më të dridhura. *U ra tartakuti kuajve. E hëngërt (e fshiftë, e zëntë) tartakati! mallk.*
*It shdr.* Njeri i ulët, njeri i keq. *Ik, more tartakut!*
*3. mospërf.* Dreq, djall. *Ç'tartakut ke? Kit tartakutin është? Tartakut qe kjo punë. U kalli tartakutin.*
*4. bised.* Të ftohtë i madh që na hyn e na jep të dridhura si në ethe. *hyri tartakuti. E preu tartakuti.*
TARTALLIS *jokal,* ~A, ~UR *krahin.* Përpëlitem.
TARTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Banor vendës i Tartarisë ose ai që e ka prejardhjen nga Tartaria; pjesëtar i disa popullsive që banojnë pranë Vollgës, në Siberi e në Krime dhe që flasin në gjuhën tura-nike.
2. *hist.* Pjesëtar i flseve turke, mongole etj. që for-moriin shtetin “Hordhia e Artë” në shekujt XIII-XV.
3.i *vjet.* Kalorës që kryente shërbimin postar në kohën e pushtimit osman. *Tartari i sanxhakbeut.*
• Tartari e merr vesh (se ç'bëhet) është rrëmujë e madhe, s'e merr vesh njeri, djalli e merr vesh se ç'bëhet.
TARTAR,~E *mb.* Që lidhet me Tartarinë ose me tartarët, që është karakteristik për Tartarinë ose për tartarët, i Tartarisë ose i tartarëve; që është krijuar nga tartarët. *Gj'uha tartare. Kombësia tartare. Poet tartar. Këngë (muzikë, valle) tartare. Veshje tartare.*
TARTAROS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Thartoj. *E tartarosi gjellën.*
*2. jokal.* Thahem së ftohti, tartarosem. *Tartarosi i shkreti.*
TARTAROSEM *vetv. bised.* I. *vet. veta III.* Thar-toheti (për brumin, bukën, ushqimet etj.). *U tartaros vera (gjella).*
2. Thahem e dridhem së ftohti; ftohem. *U tartaros djali.* | *Vdiqa, u tartarosa.*
3. *fig.* S'më vjen mirë; prishem, thartohem në fytyrë. *Pse iartarosesh? U tartaros keq.*
TARRABEC,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Djalë dymbedhjetë-trembëdhjetë vjeç, çun.
TARRACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Çati e sheshtë e një ndërtese, e bërë prej betoni dhe zakonisht e rrethuar me mur të ulët; pjesa e dale e një kati të ndërtesës, e shtruar me çimento a me pllaka. *Tarracat e shtëpive (e pallateve). Shtëpi me tarracë. Dal në tarrace. Shoh nga tarraca.*
2. *shih* BREZARE,~JA. *Tarraca me agrume. Hapin* j *tarraca.*
TAS,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Enë e thellë dhe e rrumbullakët, në madhësi të ndryshme, prej balte, prej metali etj., që perdoret për gjellë, për bulmet ose për ushqlme të tjera; sasia sa nxë një enë e tiilë. *Tas kosi. Një tas fasule (pilaf, qumësht, kos). Një tas me miell (me gjizë, me gjalpë, me supë, me ashure, me pilaf). Mbushi tasin. Hanin në një tas.*
2. Gbtë a filxhan i madh e pa bisht, zakonisht prej toalte pse prej metali. *Tas uji. Tas çaji. Pi me tas.*
TAS,~I ii *m. sh.* ~A, ~AT. Pëllumb me kacul në kokë.
TASQEBAP,~I *m. gjell.* Gjellë me copa të vogla mishi, që zihen në lëngun e tyre dhe me pak qepë e salcë; gjellë e tiilë sa nxë një pjatë. *Tasqebap viçi. Porositën dy tasqebapë.*
TAST,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. *muz.* Një nga pllakat e gjata prej fildishi a prej lënde tjetër, që ka pianoja, fizarmonika etj. dhe që, kur shtypet, bën të goditet një tel a të hapet një vrimë brenda veglës e të dale kështu një tingull; pjesë e ndarë me petëza metali a fildishi në bishtin e disa veglave muzikore me tela. *Tastet e pianos (e fizarmonikës, e organos), Tastet e kitarës. U ra tasteve. Shtyp tastet.*
2. *tek.* Pllakë e vogël në trajta të ndryshme në një aparat, në një pajisje etj., e cila, kur e shtypim, vë në punë këtë aparat a një pjesë të tij; doreza me kokë në aparatin mors, që e rrahim për të dhënë shenjat e alfabetit në telegrafi. *Tastet e makinës së shkri-mit. U bie tasteve. Shtyp tastin.*
TASTIERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *muz.* Tërësia e tasteve të pianos, të fizarmonikës etj.; pjesa me tastet e këtyre veglave. *Tastiera e pianos (e fizarmonikës, e organos, e kitarës). Lëvizte gishtat mbi tastierë. Mbylli tastierën e pianos.*
*2. tek.* Tërësia e tasteve në një makinë shtypi a tipografike; tërësia e tasteve të një aparati, të një pa-jisjeje etj. *Tastiera e linotipit. Radio me tastierë.*
TASIJK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Tas i vogël. *Një tasuk me gjalpë (me gjizë).*
TASH *ndajf.* Tani. *Tash e tutje. Deri tash. Qysh (që) tash. Tash katër vjet. Tash për tash. Tash po ta them. Tash u nis.*
TASHËM (i), ~ME (e) *mb.* I tanishëm. *Koha e tashme. Ngjarja (mbledhja) e tashme.*
• Koha e tashme *gjuli.* kohë, në të cilën folja tregon se veprimi a gjendja e shprehur ptej saj ndodh ose vihet re në çastin që flasim a shkruaj-më.
TASHME,~JA (e) . 1. E tanishmja. *E tashmja e bukur (heroike, madhështore). Kërkesat (detyrat) e së tashmes. Punojmë për të tashmen dhe për të ardh-men. Nuk e shkëput të kaluarën nga e tashmja.*
*2. gjuh.* Koha e tashme. *E tashmja historike. E tashmja e dëftores (e lidhores).*
TASHME *ndajf.* Në këtë cast; tani që po flasim (kur diçka ka marrë fund plotësisht, është kryer për-fundimisht etj.). *Tashme është i lire (i dëgjuar, i njo-hur). Tashme e kam të qartë. Tashme s'ke ç'bën. Tash-më s'je i vogël. Tashme u be (u vendos).*

TASHTl *ndajf.* Tani. *Tashti e tutje. Tashti vjen. Do të nisemi që tashti. Gjer tashti s'e kam dëgjuar.*
TATAREQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Herdhaqen, fshikakuq.
TATË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bised.* Baba, atë. *Vajza e tatës. Djali i tatës. Bëmë, o tatë, të të ngjaj. fj. u.*
TATËLOSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Gjysh, babagjysh. *Ç'thua ti, tatëhsh?*
*2.* Njeri pa të keq, burrë baballëk, babëlok.
3. *përd. mb.* Që është pa të keq, baballëk, babëlok. *Plak tatëhsh.*TATËMADH,~I *m. krahin.* Gjysh, babagjysh.
TATËPJETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Faqe mali a kodre e pjerrët; rrugë që zbret pjerrtas; vend i ta-tëpjetë, e tatëpjetë; *kund.* pirpjete. *Tatëpjetë e madhe. Kaluam tatëpjetën. Vrapoi tatëpjetës. Tatëpjeta për pleq, përpjeta për djem. fj.u.*
2. *fig.* Rënie nga forca, nga shkalla, nga madhësia etj.; gjendje që shkon gjithmonë duke u keqësuar; rënie e shpejtë, e tatëpjetë. *Tatëpjeta e jetës.*
•Mori tatëpjetën (teposhten, tingtingën) shkoi gjith-rijë e me poshtë, u be gjithnjë e me keq, shkoi tatëpjetë.
TATËPJETË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Faqe mali a kodre e pjerrët; rrugë që zbret pjerrtas; vend i tatëpjetë; *kund.* e përpjetë. *E tatëpjetë e madhe (e forte, e keqe). E tatëpjetë e ëmbël (e butë)* e tatëpjetë që s'ka pjerrësi të madhe. *Zbritëm (kaluam) një të tatëpjetë. Rruga ka të përpjeta dhe të tatëpjeta.*
2. *fig.* Rënie (nga forca, nga shkalla, nga madhësia etj.) që flllon të pësojë diçka; gjendje që shkon duke u keqësuar; rënie e shpejtë, shkatërrim. *E tatëpjeta e jetës. Ka të përpjeta, (po) ka edhe të tatëpjeta. fj.u*
•*k* Mori të tatëpjetën mod tatëpjetën.
TATËPJETË (i,e) *mb.* Që shkon nga lart poshtë, që zbret me pjerrësi të madhe, që ka pjerrësi. *Vend i tatëpjetë. Rrugë e tatëpjetë. Është (vjen) i tatëpjetë.*
TATËPJETË. I *ndajf.* Në drejtim të pjerrët nga lart poshtë; në një vend a drejt një vendi që shtrihet poshtë një vendi tjetër; teposhtë; poshtë; *kund.* përpjetë. *Me kokë tatëpjetë. Zbret (rrjedh) tatëpjetë. Iku (mori, bëri) tatëpjetë.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër në rasën rrjedhore dhe së bashku më të shënon vendin, drejt të cilit shkon poshtë dikush a diçka duke zbritur pjerrtas. *Tatëpjetë malit (bregut, kodrës, fushës, luntit).*
•*k* Shkoi tatëpjetë shkoi gjithnjë e me poshtë, shkoi drejt një gjendjeje gjithnjë e më të keqe, u b5 me keq, shkoi poshtë. E shkoi tatëpjetë *diçka* e gëlltiti, e kapërceu poshtë. Dikush (njëri) përpjetë e dikush (tjetri) tatëpjetë *shih te* PËRPJETË. Mos shiko (mos vështro) gjithnjë përpjetë, po shiko (vështro) edhe tatëpjetë *fj.u.* kush can përpara, duhet të shohë dhe rrugën që ka bërë, duhen nxjerrë gjithnjë mësime nga e kaluara, s'duhet harruar e kaluara.
TATËZOT,~I m. 1. *bised.* Gjysh. 2. *etnogr.* Babëzoti.
TATlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TATOJ, T.TOHEM.
2. Taksë që i paguhet shtetit nga ndërmarrjet, nga institucionet ose nga shtetasit për të ardhurat që ata kanë ose për fitimet që nxjerrin (në vendet ku ka taksa). *Tatime të jashtëzakonshme. Tatime të drejt-përdrejta* taksa që i merren popullsisë për të ardhurat, për token etj. *Tatime të tërthorta* të ardhura që mbli-dhen nga popullsia duke rritur çmimet e sendeve më të domosdoshme. *Tatimet e luftës. Tatime në natyrë* të ardhura që mblidhen duke marrë prodhime buj-qësore e blegtorale, kafshë etj. në vend të të hollave. *Tatim mbi të ardhurat. Tatim mbi xhiron* pagesë e de-tyrueshme që derdh ndërmarrja në buxhetin e shtetit. *Heqja e tatimeve. Caktimi i tatimeve.*
TATIMFITIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Tatim i de-
tyrueshëm, që i paguan shtetit një njeri ose një ndër-marrje sipas shumas së përgjithshme të të ardhurave (në vendet ku ka tatime). *Komisioni i tatimfitimeve. Vjelja e tatimfitimeve. Pagoi tatimfitimet.*
TATIMOR,~E *mb. zyrt.* Që ka të bajë me tatimet; që u përket tatimeve, i tatimeve; që vjen nga tatimet. *Sistem tatimor. Politikë tatimore. Të ardhura tali-more.*
TATIMPAGCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që paguan tatim (në vendet ku ka tatime). *Tatimet nxirren nga tatimpaguesit. Rëndon mbi tatimpaguesit.*
TATOHEM. *Pës. e* TATOJ.
TATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I caktoj dikujt a e detyroj dike me ligj që t'i jape shtetit një tatim, t'i paguajë një taksë, i vë dikujt taksë (në vendet ku ka tatime). *tatuam tregtarët. Tatojnë punonjësit.*
TATUAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vizatim shkro-njash, shenjash, lulesh a figurash, që bëhet në lëkurë duke e prerë ose duke e shpuar këtë dhe duke e ngjy-rosur vendin me ndonjë lëndë; shenja, lulja, figura etj. e vizatuar në këtë mënyrë. *Me tatuazh në krah (në gjoks, në shpinë). Regjistrimi i kafshëve me tatuazh. Ka bërë tatuazhe. I vë kalit numrin me tatuazh.*
TATUESHËM (i), ~ME (e) *mb. zyrt.* Që tatohet, që i nënshtrohet tatimit. *Të ardhura të tatueshme.*
TATULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë ba-rishtore e helmet, e lartë deri një meter e gjysmë, me lule si zile, me frytin me gjemba të dendur dhe me gjethe vezake e të dhëmbëzuara, të cilat përdoren për mjekimin e astmës, të plagëve etj. *Vaj tatulle* lëng si vaj që nxirret nga gjethet e kësaj bime dhe që përdoret në mjekësi. *Piu tatull.*
2. *bised.* Helm. *Piu tatullën.*
TAUlANT,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pjesëtar i njërit prej fiseve kryesore ilire, që banonte në trojet bregdetare midis lumenjve Mat e Vjosë. *Fisi i tau-lantë)ie. Shteti i taulaniëve.*
TAULANT,~E *mb. hist.* Që ka të bëjë me taulantët, që është krijuar nga taulantët; që u përket taulantëve, i taulantëve. *Shteti taulant. Ushtria taulante.*
TAUTOLOGJl,~A . *spec.* Përsëritja zakonisht pa nevojë e po atij mendimi, e po asaj gjëje a ideje me fjalë të tjera të aferta nga kuptimi, përsëritja e asaj që është thënë jo më të njëjtat f jalë. *Gjuhë plot tauto-logji. Është tautologji. Shpie në tautologji.*
TAVAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa e sipërme, përkundrejt dyshemesë, që mbulon një dhomë dhe që është e suvatuar si muret ose është bërë prej dë-rrasash. *Tavan i ulët (i lartë). Tavan me dërrasa. Kër-thiza e tavanit. Dhomë pa tavan. Dyshemeja dhe ta-vani. Ra tavani. Bëri (leu) tavanin. Arrin tavanin me dorë. 1 zë koka në tavan* është shumë i gjatë.
2. Pjesa e sipërme që mbulon diçka, mbulesa e diçkaje. *Tavani i furrës (i shpellës, i kafazit, i zgjoit).*
*3. min.* Shtresë dheu, shkëmbi etj., që gjendet mbi mineralin e dobishëm a mbi damarin e tij. *Tavani i mineralit (i qymyrit). Drejtimi i tavanit.*
•*k* ITka tavan *diçka* s'ka cak a kufi, është e pa-përcaktuar, nuk dihet sa zgjat (p.sh. “Jeta s'ka tavan”). Me ra tavani (catia, shtëpia, qielli) mbi (në) kokë *shih te* BIE. E bëri

tokë e tavan *shtëpinë etj. shih tek* TOKË.~A.TAVANIM,~I *m. ndirt.* Veprimi sipas kuptimit të foljes TAVANOJ.

TAVANOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *ndërt.* Ndërtoj tavanin, i b6j tavan dhomës; i hedh tavanet shtëpisë. *E tavanuan dhomën.*

TAVANPUNI)ES,~I m. . ~, ~IT. Pun8tor që bën tavanet.

TAVANXHl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. *shih* TAVANPUNUES,~I.

2. *vjet.* Marangoz.

TAVAPJEKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Furrtar që pjek tava, byrekë etj.

TAVERNË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Pijetore jo shumë e madhe nd bodrumin a në katin e poshtIm të nj6 ndër-tese. *Pronari I tavernës. Pine në tavernë.*

TAVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tepsi metali a balte, zakonisht e rrumbullakët dhe e thellë, që përdoret për të pjekur mish a gjellë tjetër në furrë; gjella që piqet në këtë enë; gjellë a diçka tjetër sa nxfi kjo enë. *Tavë bakri (balte). Tavë Elbasani* gjellë me mish e me kos e pjekur në furrë. *Tavë me aside (me mish, me oriz, me patate, më të mbushura). Poqi në tavë. Bëri një tavë të mirë.*

• E ka nt tavë e ka në dorë e të sigurt. Cjapl mish e dhia tavI (dbia miih e cjapi tavë) *shih te* CJAP,~I.

TA^VLLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Taketuke ci-garesh. *Tavllë e kristaltë. Tavllë porcelanl (balte). Tavllë duhani (cigaresh).*

*1.* Lojë që luhet nga dy veta me zare dhe me disa rrotulla petashuqe, që i lëvizin nëpër disa shenja në trajtë shigjetash të shënuara mbi kapakët e një kutie; kutia prej dërrase dhe zaret e rrotullat, më të cilat luhet kjo lojë. *Fusha e tallies. Kutia e tavtlës. Luajnë lavllë.*

TAVOLlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tryez6. *To-volinë bukë (pune, shkrimt). Tavolinë shahu. Mbulesë (mushama) tavolinë. U ulën rreth (pranë) tavolinës.*

TAZE *mb. bised.lQË* sapo është përgatitur, që posa është bërë, i fresk6t, i njomë, i ngrohtë etj.; i proshkët; *kund.* bajat. *Bukë (gjellë, gjizë, gjatpë, djathë) laze. Mish taze* mish që sapo është therur. *Ujë taze* ujë që sapo është mbushur në krua.

2. *përd. ndajf.* Shumë pak kohë përpara, thuajse në atë cast, posa. *rruar (i qethur) taze.*

TE dhe TEK. I. *ndajf.* 1. Përdoret për të lidhur dy fjalj midis tyre si fjalë lidhëse ose si ndajfolje lidhore me vlerën e një përemri lidhor me parafjalë. *Kujto vendin te ke lerë!*

2. Ku. *Ja tek është! Ja tek e ke! Ja tek po vjen.*

3J Si, qysh. *Si e tek është? Si të bëjmë e tek të bëjmë.*

II. *parafj.* 1. Përdoret me një emër të rases emërore, dhe së bashku më të shënon vendin a sendin ku a pranë të cilit ndodhet dikush a diçka ose kryhet një veprim. *Te shtëpia. Tefshati më të dale. Tek ana e lumit (e rrugës). Te rrëza e malit. Te pragu i derës. Isha te miqië (te shoku). Mbeti te fqinji. Të mbështetemi te populli! I rri te kryet.*

2. Përdoret me një emër të rases emërore dhe së bashku më të shënon vendin ose njeriun, drejt të cilit lëviz dikush a diçka. *Shkoi tek i ati (tek e ëma, tek i biri, te shokët). Erdhi te gjyshi (te nëna, teplaku). Arritën deri te maja (te qafa) e malit.*

3. Përdoret në bashkëvajtje me parafjalën nga dhe me omra e përemra për të treguar se veprimi, gjendja a diçka tjetër kalon ose shtrihet nga një kohë në një tjetër, nga një vend në një tjetër, nga një njeri në një tjetër etj. *Nga njëri tek tjetri. Nga at tek unë. Nga ajo kohë te kjo kohë. Nga njëra pale tek tjetra.*

IIL *lidh.* 1. Kur. *Tek po punonte. Tek po ecte. Tek po rrinte. Tekpo hante. Tek e pa. Tek s'vdiq atëherë, s'vdes me.*

2. Ku. *Atje tek je ti, jam edhe unë. Tek buron uji i kulluar...*

• Tek e fundl( *shih te* FUNDIT (l,e).

TEATËR,~RI *m. sh.* ~RO, —ROT. 1. Lloj i artit dramatik — paraqitja e veprave letrare ose e pjesëve dramatike në stone nëpërmjet aktorëve; fusha e kësaj veprimtarie artisttke. *Teatri dramatik. Teatrt kombëtar (popullor). Teatri antik. Historic e teatrit shqiptar.*

*2.* Shfaqje e një vepre a e një pjese dramatike, luajtja e saj nga aktorët; punonjësit që merren me përgatitjen dhe me dhënien e shfaqjeve të tilla; in-stitucioni që merret me këtë punë; ndërtesa e Icëtij institucioni. *Teatër veror (i mbyllur). Trupa e teatrit. Aktorët e teatrit. Regjisori I teatrit. Drejtori i teatrit. Teatër me shumë venae. Ishim në teatër. Shkon rre-gullisht (shpesh) në teatër.*

3. *fig.* Vend ku zhvillohen veprimet luftarake a veprime të tjera, arenë. *Teatri i litftës (i litftimeve). Teatri i ngjarjeve.*

• Loan teatër *me dike shih te* LUAJ.

TEATRIL,~E *mb.* 1. *shih* TEATROR,~E. *Grupe teatrale. Pjesë teat rale.*

2. Jo i natyrshëm, që bëhet për t'u dukur, i shtirë. *SJellje teatrale. Përshëndeti në mënyrë teatrale.*

TEATROR,~E *mb.* Që lidhet me teatrin, që është karakteristik për teatrin; që i përket teatrit, i teatrit. *Grupi teatror. Turne teatror. Jeta teatrore. Pjesë teatrore.*

TEBDIL *ndajf. bised.* Krejt ndryshe nd veshje, në fytyrë, me pamje tjetër a me rroba të tjera për të mos u njohur. *Iveshur tebdil. V be tebdil. Kishte dale (bridh-te) tebdil.*

TEBESHIR,~l m. *sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* SHKUMËS, ~I. *Tebeshir me ngjyra.*

TEFE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Bërdilë.

TEFERIÇ,~I *m. bised., vjet.* 1. Shëtitje për tu prehur, për t'u zbavitur e për të dëfryer. *Dilnin (per) teferiç.*

2. Vend me hije, me freski e me ujë, ku When shëtitje; erë e freskët, freski. *Doli në teferiç.*

TEFTIK,~U m. *bised.* Force, vrul). *Teftiku i valëvt të ujit. Irrihte zemra me teftik. Merrte teftik të ngrihej. Doli me teftik. E hodhi me teftik gurin.*

TEGEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. I. Qepje me ma-kinë, pa ndërprerje, që bëhet në një rrobë, në një lë-kurë etj.; pe që përdoret për këtë lloj qepjeje. *Tegel i drejtë. Tegeli i pantallonave (i këpucëve). Bluzë me tegela. Shkoi shtrembër tegeli. I bëri nja dy tegela.*

2. *tek.* Vijë e drejtë, që formohet kur bashkojmë, kur mbërthejmë ose kur ngjitim buzët e dy copave, e dy pjesëve metalikeetj. *Tegeli i saldimit (i bashkimit). Pastrimi i tegelit. Nxjerr tegel të mirë.*TEH,~U m. . ~E, ~ET. 1. Ana e mprehtë e një vegte, e nj6 p6rdorëseje, e nj6 arme etj., me të cil6n presim diçka; presa e thikfis, e shpatës, e sëpatës, e kosës etj.; buz6 e hollo e nj6 sendi. *Teh i mprehti (i hollë). Tehu i briskut (i bajonetës). I mprthti si teh.*

2. *fig.* V6mendja kryesore, interesimi me i madh; pikësynimi kryesor; goditja kryesore, m8 e font; ana më e rendësishme e më e mprehtë e diçka je. *Tehu kryesor. Tehu i luftës (i kritikës). Ta drejtojmë tehun kundër burokratizmit dhe liberalizmit. E mbantë mpreh~ të tehun.*

• I pret me dy tehe *dikujt* i shkon fjala, ka shu-më fuqi, i pret shpata nga te dy an6t. Eshtë sepate me dy tehe (me dy pren) *dikush shih te* SËPATË,~A. Estate thike (presë) me dy presa (tehe) *shift te* THI-KË~A. Ështe (qCodroa) nt teh (ne prese) te thikës (te brlskot, te shpatës) 8shte në nje gjendje kur ve-ndoset perfundimisht fati i dikujt a i diçka je; vetëm qimja e ndan.
TEHMPREHTË *mb.* 1. QË e ka tehun te mprehtë; që pret shutnë. *Kami (shpatë, thike) tehmprehtë.*
2. *fig.* I forte, i fuqishëm; i gatshëm e në gjendje te mposhtë këdo.
TEHNDRYSHKUR *mb.* I. QË i është ndryshkur tehu; qënuk pret. 2. *fig.* Që s'ka me force, i pafuqishëm.
TEHRI,~A. *sh. ~*, ~TË. *shih* DREDHEZ,~A n. *Tehri art (argjendi). Jelek (xhantadan) me tehrt. I qëndisur (i punuar) me tehri.*
• Asnje tehri (mi tepCr) as edhe nje flje, asnjë çikë më tep6r). Shtie tehri fut ngaterresa, ngatë-rron; fut spica.
TEINË,~A . Lënd6 që gjendet ne gjethet e çajit e të disa bimëve ti tjera dhe që ka veti te ngjashme me kafeinën.
TEJ. I. *ndajf.* 1. Larg vendit ku jemi, tutje; ne anën tjetër, matanë, përtej. *Tej nga fusha (nga malet, nga lumi). Një tej e një këtej. Vjen që tej. Shkon deri tej. Shtyhu (shko, ik) më tej. Mbeti tej. S"oirt mi tej.* S'e *ndjek dot më tej. Është atje tej. Tej e më tej.*
2. Me pas, me vonë, pas ca kohesh, pastaj (në shkallën krahasore). *E lëmë për më tej. Duhet edhe më tej. Do të vijë më tej. më tej tha (tregoi, vuri në dukje)... Ç'do të bëjmë më tej ?*
*3.* Në një shkallë më të lartë, më të madhe a mi të forte se me pare, me shumë, me mirë etj. (në shkallën krahasore). *Përsosim më tej metodën (teknikën, artin). Thellojmë më tej studimin (përvetësimin) e diçka je. Rritim më tej rolin (rëndësinë) e diçkaje. Mos fol më tej !*
II. *parafj.* 1. Përdoret me një emër të rases rrjedhore për të treguar se diçka është, ndodh a bëhet larg, tutje ose matanë vendit të shënuar nga emri. *Tej malit (fushës, lumit, pyllit). Tej e përkëtej rrugës.*
2. Përdoret me një emër të rases rrjedhore me kuptimin "mbi, përtej, jashtë". *Tej çdo mate (çdo parashikimi). Tej shumës. E kam tej vëllait* e kam më të afërt se vëllanë, e kam shkuar vëllait.
• E hodhi (e flaku) tej (tutje) *diçka* nuk e pranoi në asnjë mënyrë, e hodhi poshtë. Co) më tej (më an-dej) *shih te* ÇOJ i.
TEJBART *kal.,* ~A, ~UR. Shpie a bart diçka nga një vend në një vend tjetër, e çoj diçka tutje.
TEJBARTËS,~E më. 1. QË bart diçka nga nj6 vend ne nj6 vend tjetër; Që shërbenp6r të tejbartur.
2. *si em.* ~, ~I m. *sh.* ~, ~IT *spec.* Mekaniz6m për bartjen e diçkaje. *Tejbartës me nrgm. Tejbartis me nip.*
TEJBARTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes TEJBART.
TEJÇIM,~I *m. spec.* Veprimi sipas kuptimeve te foljeve TEJÇOJ, TEJÇOHET. *Tejçiml i shtypjes (i nxehtëshë, i lëvizjes, i energjisë). Tejçim ngrohtësie me rrezatim.*
TEJÇOHET verv. *spec.* 1. Kalon nga njeri tek tjetri, p6rhapet diçka nga një pjesë n6 pjesën tjetër, nga nj6 gj6 në nj6 tjetër. *Tejçohet në a gjtiha pikat.*
2. *Pës. e* TEJÇOJ.
TEJÇOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Kaloj nj6 gj6 prej nj6rit tek tjetri, p6rhap diçka nga një pjesë n6 pjesën tjetër, nga një gj6 n6 nj6 tjetër etj. *Tejçon nxehtësmë.*
TEJÇUES,~E më. 1. QË tejçon; që përdoret për të tejçuar diçka, që ndihmon të tejçohet diçka. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
TEJDET,~I m. Vend Që gjendet përtej detit;
viset matanë detit. *Njeri (honor) i tejdetit. Popitft*
*e tejdetit. Armtqtë* e *tejdetit. Mermin e jepnin më tej dttin.*
TEJDETAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai Që banon ma-tanë detit, banor i tejdetit, p6rtejdetas.
TEJDETAS,~E më. QË lidhet më tej detin ose më tej detasit, Që është karakteri&tik për tejdetin ose për tejdetasit; i tejdetit ose i tejdetasve. *Banorit tejdetas. Vise tejdetase.*
TEJDCKET *vetv.* Duket mes për mes diçkaje, shihet edhe kur është prapa nj6 sendi tjetër. *Përmes reve tejduket dielli. Tejduket përmes tylit.*
TEJDCKJE,~A . Tejdukshmëri.
TEJDUKSHËM (1), ~ME (e) më. *libr.* 1. QË e 16 dritën të kalojë nëpër trupin e vet, që mund të për-shkohet tej e tej nga rrezet e dritës; Që nuk te pengon të shohësh sendet matanë tij, që lë të duket gjithçka pas tij; i nëpërdukshëm. *Lëndë (cipë) e tejdukshme. Xham (ling) i tejdukshëm. Letër e tejdukshme. Ajër i tejdukshëm. U be (gjysmë) i tejdukshëm. Është i tejdukshëm.*
2. Që dallohet qartë, që kuptohet shumë lehtë, që duket sheshit. AIe *ndërtim morfologjik të tejdukshëm.*
TEJDUKSHMËRl,~A . *libr.* Të qen6t i tejdukshëm, vetia e diçkaje që është e tejdukshme. *Tejduk-shmëri e lartë (e madhe). Tejdukshmëria e xhamit (e ujit). Fiton (humbet) tejdukshmërinë.*
TEJE. *Rrjedh. e përem. vetor* TI. TEJEFUND *ndajf.* Tejendanë.
TEJEMBANË *ndajf., parafj.* Tejendanë. *Përhapen tejembanë. Ushton tejembanë. Sundon tejembanë. U ra fushave tejembanë. I lillë ka qenë tejembanë. Tejembanë vendit.*
TEJENDANË. I. *ndajf. 1.* Në të gjithë vendin, në të gjitha anët, kudo; nga njëra anë në anën tjetër, ngado. *Përhapet (dëgjohet, kumbon, shkon) teje-ndanë. Gjelbëron fuska tejendanë. U ndriçua (vendi) lejendanë, I ra pyllit tejendanë.*
2. Krejt, plotësisht, tërësisht; nga fillimi deri në fund, pa asnjë përjashtim; vazhdimisht, gjithmonë. *Përshkohet tejendanë nga ideja (nga mendimi, nga fry ma, nga qëllimi). Kështu ka gene tejendanë.*
II, *parafj.* Përdoret me një emër të rases rrjedhore, me kuptimin "në të gjitha anët, nga njëri skaj në skajin tjetër". *Tejendanë atdheut (fushës, pyllit, detit).*
TEJET *ndajf.* Përtej masës, jashtë masës. *Tejet i rnadh (i vogël, i bukur, i mirë, i keg, i lartë, i hollë). Tejet i hutuar.*
TEJETEJ *ndajf.* 1. Tejpërtej. *E shpoi tejetej. 2.* Tejendanë, nga njëra anë në tjetrën. *V skuq tejetej. Qetësia u përhap tejetej.*
TEJFUNDOR,~E *mb. gjuh.* Që është e treta nga fundi (për rrokjen); që bie mbi rrokjen e tretë para fundit (për theksin); që e ka theksin në rrokjen e tretë që nga fundi (për fjalën). *Rrokje tejfundore. Fjalë me theks tejfundor. Fjalë tejfundore.*
TEJKALIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TEJKALOJ, TEJKA-LOHET. *Tejkalimi i planit. Tejkalimi i automjeteve lëjohet vetëm nga e majta.*

*2.* Sasia e sendeve të prodhuara mbi planin, ajo qe është bërë mbi parashikimet, mbi normat etj. *Tej-kalime të mëdha (të rëndësishme). Tejkalimet e ntuajit.*

TEJKALOHET. *Pës. e* TEJKALOJ.

TEJKALOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj me shumë nga ç'më është caktuar në një punë, në një detyrë etj., i kaloj parashikimet; kapërcej normën e ve-ndosur, afatin e caktuar, caqet e diçkaje etj. *Tejkaluan normën. E tejkaloi shpejtësinë e lejuar.*

2. Kaloj me një mjet udhëtimi para një mjeti tjetër, lë prapa një automobil, një biçikletë etj.

TEJLCMAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që banon përtej lumit, banor i tejlumit. *Është tejlumas. Japin e marrin më tej lumasit.*

TEJL,CMAS,~E *mb.* Që lidhet më tej lumin ose më tej lumasit, që është karakteristik për tejlumin ose për tejlumasit; i tejlumit ose i tejlumasve. *Kra-hinat tejlumase.*

TEJLUMË,~I m. Vend që gjendet përtej lumit; viset matanë lumit. *Fshatrat (vender, kullotat) e tejlumit.*

TEJMAX,~I *m.* Vend që gjendet përtej malit; visbt matanë malit, prapamal. *Pyjet (kullotat, fshatrat) e tejmalit.*

TEJMALAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që banon përtej malit, banor i tejmalit, prapamalas. *Marrëdhëniet* me! *tejmalasit.*

IEJMALAS,~E *mb.* Që lidhet më tej malin ose me! tejmalasit, që është karakteristik për tejmalin ose për tejmalasit; i tejmalit ose i tejmalasve. *Banorët tejmalas.*

TEJMATANË *ndajf.* 1. Nga njëra anë në tjetrën, tejpërtej. *bie lumit (fushës, detit) tejmatanë. Jehoi tejmatanë.*

2. Atje tej, tutje, larg. *E hodhi tejmatanë.*

TEJMBCSHJE,~A . *veter.* Sëmundje kafshësh,

që shkaktohet kur ato hanë ushqim shumë me tepër nga ç'duhet ose kur pine ujë menjëherë, pasi kanë ngrënë ushqime që bymehen shpejt. *Tejmbushja e lopëve (e viçave, e derrave). Tejmbushja e stomakut. U sëmur (ngordhi) nga tejmbushja.*

TEJMË (i), ~E (e) *mb.* 1, Që është në skajin e fundit të një hapësire, të një vargu etj., që është në fund të fundit. *Caku (skaji) me i tejmë. Shkalla më e tejme. Fshati me i tejmë. Në Viset më të tejme.*

2. I përtejmë. *Në anën e tejme (të malit, të fushës, të detit, të lumit).*

TEJNGOPJE,~A . *spec.* Mbingopje.

TEJNGOPUR (i,e) *mb. spec.* I mbingopur. *Tretësirë e tejngopur. Tokë e tejngopur (me ujë).*

TEJNXEH *kal,* ~>A, ~UR *spec.* Mbinxeh. TEJNXEHET *vetv. spec.* Mbinxehet.

TEJNXEHJE,~A . *spec.* Mbinxehje. *Tejnxehja e avullit (e metalit). Shkakton tejnxehje.*

TEJPAMËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Largpamës. *Tej-parnës i mprehtë.*

TEJPAMËS,~E *mb.* Largpamës. *Sy tejpamës. Udhëheqës tejpamës. Politikë tejpamëse. U tregua tejpamës.*

TEJPAMËSI,~A . Largpamësi. *Drejton (udhëheq) më tej pamësi.*

TEJPAMJE,~A . 1. Largpamësi. më tej *pamje revolucionare.*

*2. shih* TEJDUKSHMËRI,~A.

TEJPASHËM *Qh* ~ME (e) *mb. I* tejdukshëm. *Xham i tejpashëm. Lëndë e tejpashme. Lëng (ujë) i tejpashëm.*

TEJPASHMËRI,~A . *libr.* Tejdukshmëri.

TEJPËRCJELLSHMËRI,~A . *fiz.* Humbja e plotë ose e pjesshme e qëndresës së disa metaleve në temperatura të caktuara shumë të ulëta. *Tejpër-cjellshmëria e metaleve.*

TEJPËRTEJ. I. *ndajf.* 1. Nga njëra anë në anën tjetër. *Kaloi tejpërtej. I shkoi tejpërtej. E shpoi tejpërtej plumbi (shpata). Çelën tejpërtej një tunel. E hapi per-den tejpërtej.*

*2.* Krejt, plotësisht. *E përshkon tejpërtej fryma revolucionare.*

II. *parafj.* Përdoret me një emër të rases rrjedhore për të treguar se diçka është, ndodh ose bëhet nga njëra anë në anën tjetër të vendit a të diçkaje tjetër të shënuar nga emri. *Tejpërtej vendit (lumit, fushës, pyllit). Tejpërtej trupit. Tejpërtej Myzeqesë,*

TEJPIQET *vetv.,* ~POQ (u), ~PJEKUR. Piqet me shumë se ç'duhet; zbutet shumë, bëhet i squllët nga që është pjekur tepër. *Tejpiqen pemët (drithërat).*

TEJPJEKJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes TEJPIQET. *Tejpjekja e domateve. Tejpjekja e grurit.*

TEJPJEKUR (i,e) *mb.* Që është pjekur me shumë se ç'duhet; që është bërë i squllët a shumë i butë nga tejpjekja. *Pjeshkë të tejpjekura, Gjethet e tejpjekura të duhanit.*

TEJQYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dylbi.2. Teleskop.

TEJREAKSIONAR,~E *mb.* Shumë reaksionar, jashtëzakonisht reaksionar. *Politikë tejreaksionare.*

TEJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është atje tej, që gjendet atje larg; i përtejmë. *Fusha e tejshme. Në kthesën e tejshme lë rrugës.*

TEJSHKRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh. shih* TRANSKRIPTIM,~I.

TEJSHKUAR (i,e) *mb. libr.* Që ka shumë kohë që ka kaluar, mjaft i largët. *Ngjarje të tejshkuara.*

Ekryer e tejshkuar *gjuh, shih te* KRYER, ~A (e).

TEJSHPEJTË (i,e) *mb. libr.* Që e kalon shpejtësinë e zakonshmc të dikujt a të diçkaje, shumë i siipejtë.

TEJSHPIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TEJSHPOJ, TEJSHPOHET.

2. Vrimë e hapur nga njëra anë në anën tjetër të diçkaje. *Tejshpime në shkëmb.*

TEJSHPOHET. *Pës. e* TEJSHPOJ.

TEJSHPOJ *ka!.,* ~OVA, ~CAR. Shpoj tejpërtej diçka, i hap diçkaje një vrimë nga njëra anë në anën tjetër të saj. *Tejshpoj dërrasën (gurin).*

TEJSHPUAR (i,e) *mb.* Që është shpuar tejpërtej, që i ka të shpuara a të hapura të dyja anët. *Vrimë* e *tejshpuar. Kopsë (sumbull) e tejshpuar. Dërrasë e tej-shpuar. Shkëmb i tejshpuar.*

TEJSHTRlHET *vetv. libr.* 1. Shtrihet tej caqeve të caktuara ose të zakonshme të diçkaje, përhapet më tej, shtrihet në një rreth më të gjerë.

2. *Pës. e* TEJSHTRIJ.

TEJSHTRIJ *kal.,* ~VA, ~RË *libr.* Shtrij tej caqeve të caktuara ose të zakonshme të diçkaje, përhap më tej, shtrij në një rreth më të gjerë. *E tejshtrij edhe mbi një kategori tjetër.*

TEJSHTRIRJE,~A . *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TEJSHTRIJ, TEJSHTRlHET. *Tejshtrirja e një dukurie.*

TEJUJAS,~l *m. sh.* ~, ~IT. Ai që banon përtej një liqeni, një lumi etj.

TEJZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. *anat.* Dell a da-mar i nolle, gilcë; pejzë. *Tejzat e gjymtyrëve. Tejzat e zërit. Në të gjitha tejzat e trupit.*
2. Teli i buzukut.
3. Gjalmë i nolle prej leshi.
TEK,~E *mb.* 1. Që është për një njeri a për një send; që përbëhet nga një pjesë a nga një njësi e ve-çantë, që përmban a që nxë vetëm një pjesë, një njësi etj.; që është një i vetëm. *Kretat tek. Dhomë teke. Xhezve teke. Valle teke. Kobure teke* kobure ms një fishek. *Këpucë teke.*
2. *mat.* Që nuk plotpjesëtohet me dy; *kund.* çift. *Numër tek.*
3. Që shënohet me numrin një ose me një numër tjetër jo çift; *kund.* çift. *Radhët (dhomat) teke* radhët (dhomat) me numër tek.
4. *si em.* ~, ~U *m. ret. nj.* Një i vetëm, një i ve-çantë.
Shtiem tek a çift hedhim short njëri me tjetrin, duke nxjeuë secili në të njëjtën kohë aq gishta sa
dëshiron, për të parë se ç'numër formohet tek a çift nga të gjithë gishtat së bashku (fiton ai, të cilit i del numri i zgjedhur).
TEK *ndajf.* Vetëm, jo më të tjerë. *Tek e tek* një e nga një. *Erdhi tek* erdhi vetëm.
• Kur e tek *shih te* KUR. Rrallë e tek shumë rrallë.
TEKAMADH,~E *mb.* Që ka shumë teka, tekanjoz. *Fëmijë tekamadh. Vajzë tekamadhe.*
TEKANDEJ *ndajf. bised.* 1. Matanë, atje tej.
2. Me pas, me tutje. *Që atë ditë e tekandej.*
TEKANJOZ,~E *mb. I.* Që ka shumë teka, me teka; që ka karakterin e një teke, që bëhet më të tekur. *Njeri (fëmijë) tekanjoz. Vajzë tekanjoze. Kafshë te-kanjoze. Dëshirë tekanjoze. U be (është) tekanjoz.*
2- *fig-* Që të mundon kur s'e pret; që të nxjerr të papritura, që shfaqet a që vepron ku s'e pret, kur s'e pret etj. *Erë tekanjoze. Dredha (rrugica) tekanjoze.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit (për nje-rëzit). *Tekanjoz i madh.*
TEKDO. I. *ndajf.* Në çdo vend, kudo. *Është i dë-gjuar (i njohur) tekdo. Shkonte tekdo. Jane tekdo. Përhapet tekdo. Ngado e tekdo. Tekdo që...* kudo që...
II. *lidh.* Kudo.
• Tekdo që... kudo që...
TEKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Armë gjahu me një tytë dhe me ftshekë si të çiftes.
2. *vjet.* Armë zjarri me një tytë që mbahej në brez.
3. *bised.* Sasia më e yogël e një pijeje që jepet me gota në një bufe, në një restorant etj. (rreth 50 gr.); gotë e vogël që nxë këtë masë pijeje; njëshe. *Një teke raki (konjak). Porositi (piu, mori) një teke. I mbushi një teke.*
TEKEFUNDIT *ndajf.* Në fund të fundit; me së fundi, së fundi. *Tekefundit, ç'të keqe ka? Tekefundit, shko edhe ti! Tekefundit, hoqi dorë. Tekefundit, pra-nova. Tekefundit, u zgjidh.*
TEKEMBRAMJA *ndajf.* Tekefundit. *Tekembramja, ç"kërkon? Tekembramja, e dini. Tekembramja, u nisën.*
TEKET *joked.*, ~(u), ~UR *[me një trajtë të shkur-tër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me shkrepet për diçka, me vete mendja papritur të kem a të bëj diçka, me hipën trilli; me lind befas një ide, me hipën një dëshirë; ma do qejfi të bëj një gjë, dua medoemos të plotësoj qejfin tim për diçka. *Iu tek për mish (për byrek, për kafe). Kështu (ashtu) iu tek. Shkon e vjen kur t'i teket. E bën kur (si) t'i teket. Bën ç'(si) t'i teket. Iu tek të bëhej çiklist. Iu tek të këndonte.*
TEKË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Dëshirë që i lind dikujt papritur dhe jo për ndonjë arsye të shëndoshë, qejf për të bërë a për të pasur diçka medoemos, trill që i hipën dikujt befas; kërkesë a dëshirë që dikush përpiqet ta plotësojë patjetër, me-gjithëse mund të mos jetë e domosdoshme. *Tekë e çuditshme. Tekat e të vegjëlve. Njeri (fëmijë) me teka. S'ia plotësoi tekat. la njohin tekat. Ngul këmbë në tekat e tij. S'u binden tekave të tij.*
2. *fig.* Dukuri, ndryshim a diçka tjetër që nuk pritej, që nuk ka arsye të ndodhë, nuk vjen sipas rregullit a sipas dëshirës. *Tekat e natyrës (e jetës).*TEKËNDEJ *ndajf. krahin. 1.* Këtu afër, këtu rrotull; JcSndej, k3saj ane. *Erdhën tekëndej.* 2. Këtej e tutje, sot e tutje. *Tekëndej s'më sheh me.*
TEKLIF,~I *m. bised.* Druajtje e ngurrim për diçka; kujdes a shqetësim i veçantë no diçka. *NJeri pa teklif. Sillet (ha, pi, rri, flet) pa teklif. S"ka teklif. Vjen te ne pa teklif.*
TEKNEFES,~I *m. vjet. I. shih* SHPIRRË,~A. *Vuan nga teknefesi. U përhap teknefesi (te kuajt). 2. shih* SHPIRRAQ,~I. *Gulçon si teknefes.* TEKNEFES,~E *mb. shih* SHPIFARRAQ,~E.
TEKNlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Specialist në një degë të teknikës; ai që ka arsim të mesëm teknik. *teknik i mesëm. Teknik bujqësor (metalurg, gjeolog), Teknik miniere. Teknik i armatimit (i ndërtimit, i tu-neleve, i blegtorisë, i pyjeve). Dolt (u be) teknik.*
2. *fig.* Njeri që e njeh mire një punë, ai që e zo-tëron mirë një mjeshtëri për të kryer diçka, ai që e bën diçka me mjeshtëri e me art. *Teknik i mbaruar.*
TEKNIK,~E *mb.* 1. Që lidhet me mj?tet e me veglat e zhvilluara të punës dhe me metodat që përdoren në prodhimin shoqëror për të arritur përfundime sa më të mira me sa me pak shpenzime; që lidhet me makineritë, me pajisjet e me veglat e punës; që ka të bëjë ose që merret me studimin, me përdorimin, me persosjen dhe me zbatimin e teknikës. *Përparim (zhvi-llim) teknik. Sigurim teknik. Njohuri (përsosje, pra-pdmbetje) teknike. Ndihmë teknike. Bazë teknike. Shkollë (lëndë) teknike. Libër teknik. Revistë teknike. Byroja teknike. Këshilli (rrethi) teknik.*
2. Që lidhet me mënyrat e me metodat e përdorura në një punë të caktuar, që ka të bëjë me mjeshtërinë e me teknikën e përdorur në të; që ka teknike të lartë. *Aftësi (përgatitje, shprehi) teknike. Gabime teknike. Element teknik. Nga ana teknike.*
3. Që lidhet me punën, me gjendjen dhe me mirë-mbajtjen e makinerisë, të pajisjeve, të veglave të ndryshme etj. *Kontroll (shërbim, drejtim) teknik. Kërkesa (norma, rregulla) teknike. Disiplinë teknike. {jjçndja teknike. Të meta teknike. Dokumente teknike. Kontrollor teknik.*
4. Që ka marrë arsim të mesëm profesional; që msrret me punë ndihmëse në një degë të caktuar të shkencës, të teknikës etj. *Kuadri (personeli) teknik. Forcat teknike. Redaktor teknik.*
5. Që shpreh një gjë, e cila është e njohur vetëm për specialistët e një dege të shkencës e të teknikës; që përdoret vetëm në një degë të veçantë të teknikës; që i përket një dege të veçantë të shkencës ose të teknikës. *Term teknik. Shprehje teknike. Në gjuhën teknike. Çështje teknike.*

P j e k u r i teknike *spec, shih te* PJEKURI, ~ A. S i s t e m i teknik *spec, shih te* SISTEM,~I 6.

TEKNIKE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* TEK. NIK,~U. *Teknike e mesme. Teknike gjeologe. Teknike miniere. Teknikja e ndërtimit (e puninteve, e du-hanit).*

2. *vjet.* Shkollë teknike.

TEKNIKË,~A 1. Tërësia e mjeteve dhe e veglave të zhvilluara të punës, si edhe e metodave shken-core që përdoren në prodhimin shoqëror për të arritur përfundime sa më të mira me sa me pak shpenzime;

tërësi makinerish, pajisjesh e veglash për një punë; fushë e veprimtarisë së njeriut, që lidhet me studimin, me përdorimin dhe me përsosjen e këtyre mjeteve e veglave, si edhe me përsosjen e metodave të pro-dhimit. *Teknike e përparuar (e prapambetur). Teknike luftarake (bujqësore, industrial). Teknike elektronike. Teknika e ndërtimit (e shtypit). Sukseset (të rejat) e teknikës. Fjala e fundit e teknikës. Zhvillimi (studimi) i teknikës. Njohja e teknikës. Në lëmin e teknikës. I pajisur me teknike të lartë. Mbivlerëson teknikën. Shkatërruan teknikën e armikut. Ruajnë (e mirëmbajnë) teknikën.*

2. Tërësia e mënyrave dhe e metodave që përdoren në një punë të caktuar, mjeshtëria e nevojshme për ta kryer këtë punë; shkalla e zotërimit të këtyre mënyrave e metodave, zotësia e dikujt në një mjeshtëri. *Teknike profesionale (muzikore, artistike). Teknike e përsosur (e lartë). Teknika e mbjelljes (e ujitjes). Teknika e fluturimit (e lundrimit). Teknika e ndërtimit (esigurimit), Teknika e lojës (e zbritjes, e kërcimit). Teknika e të mësuarit (e të lexiutrit). Zotëron (ka) teknike^*

TEKNIKfSHT *ndajf.* Nga ana teknike, në teknike; ashtu si e do a si e kërkon teknika, me teknike. *zoti (i aftë, i ngritur) teknikisht. 1 dobët (i papërga-titur) teknikisht. U ngrit teknikisht. Përshkruaj (shpje-goj, zgjidh) teknikisht. Zbatoj (kryej) teknikisht.*

TEKNIKO-SHKËNCOR,~E *mb.* Që lidhet me teknikën dhe me shkencën, që mbështetet në teknike dhe në shkencë; që i përket teknikës dhe shkencës, i teknikës dhe i shkencës; që merret me punë teknike e shkencore; teknik dhe shkencor. *Revolucioni tek-niko-shkencor. Zhvillimi (pirparimi) tekniko-shkencor. Bashkëpunim tekniko-shkencor. Terminologji (letërsi) tekniko-shkencore. Punonjes tekniko-shkencor.*

TEKNIKO~TAKTlK,~E *mb. QË* lidhet me teknikën dhe me taktikën, që mbështetet në teknike dhe në taktikë; që i përket teknikës dhe taktikës, teknik dhe taktik. *Nivel tekniko-taktik. Përgatitje tekniko-taktike. Të dhëna tekniko-taktike. Nga pikëpamja tekniko-taktike.*

TEKNIKCM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Shkollë e mesme profesionale, që përgatit teknike të mesëm; ndër-tesa e kësaj shkollë. *Teknikum bujqësor (mjekësor, ekonomik, industrial). Teknikumi i naftës (i gjeolo-gjisë). Teknikumi i mbrëmjes. Mbaroi (kreu) tekniku-min.*

TEKNIKUMAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që m"son në një teknikum, nxënës teknikumi. *Teknikumasit gjeologe. Teknikumasit e shkollës së ndërtimit (së minieraVe).*

TEKNOKRACI,~A . 1. Mënyrë borgjeze e të menduarit, e drejtimit dhe e veprimit, që vë shkencën e teknikën mbi gjithçka, fetishizon rolin e inteligjen-cies teknike, të specialistëve e të anës teknike të punëve në zhvillimin ekonomik e shoqëror dhe nuk përfill rolin e veprimtarisë politike, nënvlerëson rolin e ma-save punonjëse etj. *Lufta kundër teknokracisë. Godet (lufton) teknokracinë.*

2. *përmb.* Tërësia e teknokratëve, teknokratët. *Pushteti i monopoleve dhe i teknokracisë. Në duart e teknokracisë.*

TEKNOKRA"T,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *filoz.* Për-krahës i teknokratizmit. 2. Ai që vë mbi gjithçka shkencën e teknikën, feti.shizon rolin e inteligjencies teknike, të specialistëve dhe të anës teknike të punëve në zhvillimin ekonomik e shoqërot dhe nuk për fill rolin e veprimtarisë politike, nënvlerëson rolin e masave punonjëse etj.; ai që vuan nga teknokratizmi. *Mendim (veprim, sjellje, qëndrim) teknokrati. E sheh diçka me syrin e teknokratit. Vepron (mendon, drejton) si teknokrat.*

3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Specialist teknokrat. Në mënyrë teknokrate.*

TEKNOKRATIK,~E *mb.* 1. *filoz.* Që lidhet me leknokratizmin si rrymë sociologjike borgjeze e revizioniste, që mbështetet në këtë rrymë a që e për-krah atë; që i përket teknokratizmit si rrymë, i tekno-kratizmit. *Teoritë borgjeze teknokratike.*

*1.* Që është karakteristik për teknokratin e tek-nokratizmin, prej teknokrati; që përshkohet nga teknokratizmi, që vuan nga teknokratizmi. *Shfaqje (prirje) teknokratike. Qëndrim (veprim, drejtint) teknokratik. Koncepte teknokratike.*

3. Që lidhet me teknokracinë a me teknokratët; që i përket teknokracisë; që mbështetet tek teknokracia dhe tek teknokratët e drejtohet prej këtyre; i tekno-kratëve. *Shtet teknokratik. Diktaturë teknokratike.*

TEKNOKRATIZËM,~MI *m.* 1. *filoz.* Rrymë sociologjike borgjeze e revizioniste e shekullit XX, e cila e fsheh shtypjen e egër të punonjësve nga mo-nopolet kapitaliste dhe nga kapitalizmi shtetoror, duke vënë mbi gjithçka shkencën e teknikën, duke feti-shizuar revolucionin tekniko-shkencor, duke mbi-vlerësuar rolin e inteligjencies teknike e të specialistëve në zhvillimin ekonomik e shoqëror dhe duke mohuar rolin e masave, domosdoshmërinë e revolucionit shoqëror, të udhëhequr nga klasa punëtore e nga partia e saj, për zhvillimin e shoqërisë, për zhdukjen e sis-temit kapitalist e të plagëve të tij dhe domosdoshmë-rinë e diktaturës së proletariatit. *Teknokratizmi bor-gjez (revizionist). Teoritë e teknokratizmit. Përkrahësit e teknokratizmit.*

2. Shfaqje e koncepteve të ideologjisë borgjeze, që e ka burimin në fetishizimin e shkencës e të tek-

- nikës, në vënien e specialistëve mbi gjithçka, në kuj-desin e theksuar për anën teknike të punëve dhe në mospërfilljen e rolit të masave, të politikës etj.; prirje, veprim a sjellje që mbështetet në këto koncepte. *Shfaqje (prirje) të teknokratizmit. Lufta kundër teknokratizmit.*

TEKNOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Specialist për teknologjinë e prodhimit në një fushë të caktuar. *Teknolog i mesëm (i lartë). Teknologu i fabrikis (i ndërmarrjes). Teknologu i prodhimit.*

2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Kimist teknolog. Inxhiniere teknologe.*

TEKNOLOGE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* TEKNOLOG,~U. *Teknologia e ushqimores. Teknologe tekstili. Mjeshtëria e teknologes.*

TEKNOLOGJI,~A . 1. Tërësia e njohurive a e dijeve për mënyrat e përpunimit fizik, kimik, pjesë-risht edhe rriekanik të lëndëve të para, të materia-leve të ndryshme, të mallrave etj. dhe për metodat që zbatohen në një lloj pune ose në procese të caktuara të prodhimit; përshkrimi i këtyre mënyrave dhe me-todave në udhëzues, grafikë etj.

*Teknologji e përpa-ruar (e prapambetur). Teknologji mekanike (buj-qësore). Teknologjia e prodhimit (epetëzimit, e shkrirjes, e metaleve).*
2. Tërësia e proceseve që kryhen sipas disa mënyrave dhe metodave e sipas një radhe të caktuar për përpunimin e lëndëve të para, të materialeve të ndryshme, të mallrave etj.; zbatimi i këtyre mënyrave dhe metodave për përpunimin e diçkaje, në pro-dhim, në punë etj. *Teknologji e re. Teknologjia e përpunimit. Industri (fabrika, uzina) me teknologji të përsosur. Zbatimi i teknologjisë. Njoh (fut) teknologjinë e kohës.*
TEKNOLOGJIK,~E *mb.* 1. Që lidhet me mënyrat e përpunimit të diçkaje, me metodat që zbatohen në një lloj pune, në një proces prbdhimi etj.; që ka të bëjë me teknologjinë; që u përket këtyre mënyrave dhe metodave, i teknologjisë. *Proces (regjim tekno-logjik). Kushie (njohuri) teknologjike. Arsim tekno-logjik. Shkollë teknologjike. Teknikum teknologjik. Byroja teknologjike.*
2. Që përshkruan proceset e punës sipas një radhe e sipas një teknologjie të vendosur, që tregon a që shpjegon mënyrat për përpunimin fizik, kimik etj. të diçkaje dhe metodat që zbatohen në një lloj pune, në një proces prodhimi etj. *Karta (kartela, skema) teknologjike. Udhëzuesi teknologjik.*
TEKQE *lidh.* Ndërsa.
TEKSA *lidh.* 1. Sapo, posa. *E njoha teksa e pashë. E kuptoi teksa ia tha.*
2. Kur. *Teksa po hante, e njoftuan të nisej.*
3. Ndërsa. *Teksa të tjerët punonin, ai flinte. Vëllai i madh është minator, teksa i vogli agronom.*
TEKST, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Fjalë a fjali të një vepre, të një dokumenti etj., të shkruara ose të shtypura; përmbajtja e shkruar ose e shtypur e një vepre, e një dokumenti, e një akti etj.; theme e dikujt, e shkruar ose e shtypur; libër, letër etj. ku janë shkruar ose janë shtypur këto fjalë a fjali, kjo përmbajtje etj. *Teksti i dramës (i përrallës, i tregimit). Teksti i urdhrit (i betimit). Sipas tekstit. Jashtë tekstit. Ndryshoj (shkru-aj$_y$ diktoj, përsërit, mësoj) tekstin. Miratuan tekstin e letrës (e telegramit).*
2. Materiale të shkruara ose të shtypura për stu-dimin e diçkaje, lëndë mësimore e shkruar ose e shtypur në një libër a në një dispense; pjesë të shkëputura nga një ose nga disa vepra letrare të shtypura së bash-ku për qëllime mësimore; libër, dispense, përmbledhje etj. që përmban këto materiale. *Tekst mësimor. Tek-ste të reja. Teksti bazë. Teksti i kimisë (i fizikës, i gjeologjisë, i botanikës). Libraria e teksteve shkollore. Përpunoj (përmirësoj, hartoj) tekstin. Bleu tekstet. I pajisën me tekste.*
3. Pjesë e një materiali të shkruar ose të shtypur pa shënimet ë shpjegimet për të, pjesë e një libri pa parathënien ose pasthënien, pa titujt e kapitujve etj. *Teksti dhe fotografitë (iluslrimet, skicat). Tekst me shënime (me shpjegime). Thuhet (përmendet) brenda në tekst.*
4. Fjalët e një vepre muzikore, të një kënge etj. *Teksti i këngës. Teksti i operës. Teksti është shkruar nga...*
TEKSTIL,~I m. *zakon. sh.* ~E, ~ET. Tërësia e copave të endura me flje pambuku, leshi etj., tërësia e pëlhurave, e bezeve, e stofrave etj. *Tekstilet e leshta (e pambukta, e mëndafshta). Tekstilet shqiptare. Prodhime tekstili. Kombinati i tekstileve. Fabrikë tekstili.*TEKSTIL,~E. *mb.* Që lidhet me punimin dhe me prodhimin e tekstileve; që i përket punimit a prodhimit të tekstileve, i tekstileve. *Bimë tekstile* bimë industriale (pambuku, Iiri, kërpi etj.), nga të cilat marrim lëndën ë parë a fijet për prodhimin e tekstileve. *Industrie tekstile.*
TEKSTILIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon në një fabrikë ose në një kombinat tekstili, punëtor i industrisë tekstile. *Puna e tekstilistëve. Qyteti i tek-itilistëve.*
TEKSTILISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* TEKSTILIST,~I. *Tekstilistet e kombinatit.*
TEKTONIK,~E *mb. gjeol.* Që lidhet me tekto-nikën; që i përket tektonikës, i tektonikës; që është formuar nga lëvizjet dhe ndryshimet e kores së tokës nën veprimin e forcave të brendshme tokësore. *Forca tektonike. Zona tektonike. Lëvizje (çarje, fundosje) tektonike. Me prejardhje tektonike. Lugina (liqene) tektonike.*
TEKTONIKË,~A . *gjeol.* Tërësia e lëvizjeve dhe e ndryshimeve në koren e tokës nën veprimin e for-c:ive të brendshme tokësore; veçoritë e ndërtimit të kores së tokës dhe vendosja e shtresave të saj pas këtyre lëvizjeve e ndryshimeve; degë e gjeologjisë që studion këto dukuri. *Tektonika e kores së tokës. Tektonika e rrudhosjes. Studimi i tektonikës.*
TEK-TËK *ndajf.* 1. Aty këtu, rrallë e rrallë. *Mbin tek-tuk. Ka tek-tuk.*
*2.* Rrallë, nganjëherë, më të rrallë. *Vjen tek-tuk. Del tek-tuk. Duket (shfaqet) tek-tuk.*
TËKUR,~A (e) . *kryes. sh.* ~A, ~AT (të). Tekë. *Të tekura fëmlje. Njeri më të tekura. Në të tekur e sipër* kur t'i teket.
TEKUR,~IT (të) ai. Veprimi sipas kuptimit të foljes TEKET. *E bën më të tekur e* bën kur t'i teket. *E ka më të tekur* e bën diçka kur t'i teket ose si t'i teket.
TEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Fill a shufër shumë e hollë prej metali, që përdoret për të lidhur ose për të mbajtur diçka; fill prej metali, i thjeshtë ose i për-bërë nga disa fije më të holla dhe i veshur me gome a me ndonjë lëndë tjetër, që përdoret si përcjellës i rrymës elektrike. *Tel i hollë (i trashë). Tel i veshur. Tel elektriku. Tel bakri. Tel telefoni (telegrafi). Tel cadre. Tel biçiklete. Tel me gjemba. Tel për të nderë rrobat. Uzina e telave. Rrjetë teli. Rrotë teli. Gardh me tela. Lidh telat. Këput telin. Lidh me tel.*
2. Fill i hollë prej metali a prej një lënde tjetër, i çili i vihet një vegle muzikore. *Tela kitare (violine, mandoline, çiftelie, lahute). I vuri telat. U këput teli. U bie telave.*
3. Fill shumë i hollë prej ari a prej argjendi, që përdoret për qëndisje. *Këmishë me tela.*
*4. kryes. sh. vjet.* Fije të holla e të praruara, më të cilat stolisnin nusen. *Nuse me tela. Vuri telat* u stolis si nuse.
5. *vjet.* Vijë për lidhje telefonike ose telegrafike; ndërlidhje telefonike ose telegrafike; telegram. *Foli me tel. Erdhi teli. Hoqi një tel* telegrafoi. *ra telit* te-legrafoi.
• la gjeti (ia preku) telat *dikujt* u soil me dike ashtu si e donte ai, ia bëri diçka si i pëlqente, ia gjeti zemrën. I kanë gjetur (i kanë lidhur, i kanë rregu)luar)
telat bashkë kuptohen a merren vesh mirë me njëri-tjetrin, kanë rënë në marrëveshje, janë lidhur shumë ngushtë njëri me tjetrin. I luan telat di si t'ia dale një pune, di të veprojë. E luan në tel *dike* e sjell vërdallë dike, bën si të dojë me të. I ndërron telat nuk e mban fjalën, nuk është i qëndrueshëm; është me shumë fytyra. E preku në tela *dike* e preku atje ku duhet, ia gjeti ku i dhemb a ku i pëlqen me shumë, e preku në pikën e dobët të tij. Rrahu telin (telat) *vjet. shih te* RRAH. Sikur vuri telat u vonua shumë. E bëri nuse me tel *dike mospërf.* e detyroi të sillet urtë e butë, ia mblodhi, e bëri zap. I bie po atij teli (po atij avazi, poasaj gozhde) *shih te* BIE i. Është për t'i hedhur

telat është shumë e bukur, është si nuse e re. Iu drodhën telat e zemrës edhe *iron,* u prek shumë, u mallëngjye. Në një tel i bie jongarit thotë të njëjtën gjë, vijon po atë avaz, në një vrimë i bie fyellit.

TELAPRERËS,~E *mb.* Që përdoret për të prerë telat. *Dare (gërshërë) telaprerëse.*

TELASH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Diçka që të shqe-tëson e që të vë në një gjendje të rëndë, shqetësim, hall; bela, ngatërresë, kokëçarje. *Telash i madh. Telashe të shumta. U be me telashe. I dolën (iu hapën) telashe. 1 nxori telashe. Ka shumë telashe. S"dua telashe.*

TELATIN,~I *m.* dhe TELATINË,~A . 1. Lëkurë e mirë, zakonisht lëkurë viçi, e përpunuar, e ndritur dhe e butë, që përdoret për këpucë, për çizme etj. *Këpucë (çizme) telatini. Prodhime të ndryshme telatini.*

2. *vjet.* Lëkurë e kuqe e me vija, që përdorej për pjesët e sipërme të opingave. *Opinga telatini.*

TELEF *palak. thjeshtligj.* U be telef: u lodh sa s'ka me, u rraskapit, u këput.

TELEFERlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjet për mbart-jen e udhëtarëve ose të lëndëve të ndryshme nga një vend në një vend tjetër, zakonisht në vise malore, që përbëhet nga një kabinë a mbartëse tjetër e madhe, e cila lëviz në ajër me ndihmën e një makaraje, e varur në një litar prej metali. *Teleferik për udhëtarë (për mallra). Hipi në teleferik. Udhëtoi (u ngjit) me teleferik.*

TELEFON,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Lloj i ndërlidhjes me tel e me rrymë elektrike, që bëhet ndërmjet dy nje-rëzve, të cilët ndodhen larg njëri tjetrit; aparat i po-saçëm me numra dhe me një dorezë, që shërben për të vendosur lidhjen, për të folur dhe për të dëgjuar; aparati dhe pajisjet e tjera që shërbejnë për këtë lloj ndërlidhjeje. *Telefon autontatik. Nuntri i telefonit. Numëratori i telefonave* regjistër me numrat e tele-fonave të institucIoneve, të ndërmarrjeve, të familjeve etj. *Tela (shtylla) telefoni. Kufje telefoni. Zilja e te-lefonit. Ra telefoni. I ra telefonit. bised.* telefonoi. *Marr (fias) në telefon. E lajmëroi (e njoftoi) me telefon. Nuk me doli në telefon.*

TELEFONlK,~E *mb. 1.* Që ka të bëjë me telefonin; që i përket telefonit, i telefonit; që shërben për ndër-lidhjen me anë të telefonit. *Aparat telefonik. Central telefonik. Shtyllat telefonike. Vija telefonike. Rrjeti telefonik. Kabinë telefonike.*

*2.* Që bëhet me anë të telefonit, që jepet me telefon. *Bisedim telefonik. Ndërlidhje telefonike. Lajmërim telefonik. Njoftime (të dhëna) telefonike.*

TELEFONlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *1.* Veprimi sipas kuptimit të foljes TELEFONOJ.2. Bisedë telefonike.

TELEFONIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Ai që punon në një central telefonik, ai që bën ndërlidhjen telefonike.

2. *usht.* Ai që shtrin linjat e telefonit dhe vendos ndërlidhjen telefonike. *Skuadra e telefonistëve.*

TELEFONISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* TELEFONIST,~I. *Kurs për telefoniste.*

TELEFONIZtM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TELEFONIZOJ, TELEFONIZOHET.

*Telefonizimi ifshatit.*

TELEFONIZOHET. *Pës. e* TELEFONIZOJ. *E gjithë Shqipëria është telefonizuar.*

TELEFONIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Pajis me telefon, vendos ndërlidhje telefonike, shpie në një vend telefonin. *E telefonizuan vendin.*

TELEFONOd *kal,* ~OVA, ~UAR. Marr në telefon dike, i flas me telefon; njoftoj diçka me telefon. *Telefonoj me ngut. Telefononte çdo ditë. Me telefonoi nga fshati.*

TELEGRAF,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lloj i ndër-lidhjes me rrymë elektrike ose me radio, për të dhënë njoftime të shpejta nga një vend në një vend tjetër të largët me anën e sinjaleve të posaçme; aparati dhe pajisjet e tjera, që shërbejnë për këtë lloj ndër-lidhjeje. *Telegraf pa tel. Tela telegrafi. Station te-legrafi. U lidh me telegraf.*

2. Institucion që bën këtë ndërlidhje; ndërtesa e këtij institucioni. *Zyra e telegrafit. Punon në telegraf.*

TELEGRAFt,~A . Teknika e dhënies së njofti-meve në largësi të madhe me anë të sinjaleve të dritës ose të sinjaleve elektrike, mënyra e dhënies së njof-timeve me telegraf. *Kurs për telegrafi.*

TELEGRAFIK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me tele-grafin; që i përket telegrafit, i telegrafit. *Aparat tele-grafik. Kabllo telegrafike. Alfabet telegrafik* sistemi i shenjave me pika e vija që përdoren në telegrafi për të dhënë shkronjat.

2. Që bëhet me anë të telegrafit, që jepet me telegraf; që dërgohet me telegram. *Lidhje telegrafike. Lajme telegrafike. Njoftim (urdhër) telegrafik.*

3. Shumë i ngjeshur e i përmbledhur, i shprehur me fare pak f jalë, që i ngjan një njoftimi të dhënë me telegram. *Stil telegrafik. E dha në mënyrë telegrafike.*

*-k* Agjenci telegrafike *shih tek* AGJENCI, ~$A_2$.

TELEGRAFIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punonjës i telegrafit, ai që merret me telegrafi; ai që merr dhe jep telegramet. *Kurs për telegrafistë.*

TELEGRAFlSTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* TELEGRAFlST,~I.

TELEGRAFISHT *ndajf.* Me anë të telegrafit; me telegram. *E dërgoi telegrafisht. Njoftoi (lajmëroi) telegrafisht.*

TELEGRAFOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Lidhem me dike me anë të telegrafit, jap një njoftim me telegraf; dërgoj një telegram. *Telegrafuan nga fshati (nga qyteti). U telegrafoi të gjithëve. Telegrafoi me-njëherë.*

TELEGRAM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Njoftim ose lajm që jepet me anë të ndërlidhjes telegrafike; fletë
që përmban këtë njoftim a lajm. *Telegram përshë-ndetjeje(urimi, falënderimi). Kane ardhur letra e tele-grame. Bëj (dërgoj, marr) një telegram. Njoftoj (laj-mëroj) me telegram.*

TELEKOMANDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TELEKOMAN-DOJ, TELEKOMANDOHET. *Aparate (mjete) tele-komandimi. Me telekomandim nga toka.*

TELEKOMANDOHET *spec. Pës. e* TELEKO-MANDOJ.

TELEKOMANDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *spec.* E drejtoj a e komandoj që nga larg me anë të mjeteve dhe të aparateve të posaçme, me anë të sinjaleve të caktuara etj. *Telekomandon lokomotivën (traktorin, vinçin, aeroplanin, raketën).*

TELEKOMANDUAR (i, e) *mb. spec.* Që drejtohet a komandohet nga larg me anë të mjeteve dhe të apa-raturave të posaçme, me anë të sinjaleve të caktuara etj. *Elektrovinç i telekomanduar. Predhë (raketë) e telekomanduar.*

TELENDI,~A . *bised.* Sjellje e ulët, diçka që të bën për turp, që të nxin faqen, që të poshtëron; sharje e rëndë.

TELENDIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* E turpëroj dike, i nxij faqen, e poshtëroj; e marr nëpër gojë dike, flas poshtë e lart keq për të, e përgojos; e shaj rëndë dike. *E telendisi faqe të gjithëve.*

TELENDISEM vev. *bised.* I. Turpërohem, me nxihet faqja, bëhem për turp, poshtërohem në sy të botës. *U telendis keq.*

2. *Pës. e* TELENDIS.

TELENDISJE,~A . *bised. 1.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TELENDIS, TELENDISEM.

2. Telendi.

TELENDISUR (i, e) *mb. bised.* I turpëruar, i posh-tëruar në sy të botës; që është marrë nëpër gojë për keq.

TELEOBJEKTlV,~I m. *sh.* ~A, ~AT *tek.* Pjesë e një aparati optik, e përbërë nga një ose me shumë thjerrëza, që shërben për t'i parë ose për t'i nxjerrë në mënyrë të zmadhuar e me imtësi sendet që ndodhen larg. *Teleobjektivi i aparatit fotografik (i kinoaparatit). Pamje e marrë me teleobjektiv.*

TELEPATl,~A . Pikëpamje e pambështetur shkencërisht, sipas së cilës mund të kuptosh me-ndimet dhe ndjenjat e dikujt tjetër në largësi, pa u ta^-kuar dhe pa u parë me të; mundësia për një gjë të tillë, sipas kësaj pikëpamjeje.

TELESKOP,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Vegël e posaçme, me thjerrëza të mëdha e me pasqyra, që zma-dhon shumë dhe që shërben për të këqyrur trupat qiellorë e për të bërë vëzhgime të ndryshme astrono-mike. *Teleskop me pasqyrë. Shihet me teleskop.*

TELESPEKTATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që sheh një program të televizionit, spektator i progra-meve televizive, shikues i televizionit. *Të dashur te-lespektatorë! Foli para telespektatorëve.*

TELESHMAN,~E *mb. bisedlQë* s'është në; rregull nga trutë, budalla; i leshtë. *Është teleshman. 1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.TELETAJP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Aparat telegrafik, që i shtyp shkronjat me makinë shkrimi të tipit me tastierë; lloj ndërlidhjeje e vendosur me aparate të tilla. *Puriëtorët e teletajpit. Jep (lidhet) me teletajp.*

TELETIS *kal.,* ~A, ~UR. 1. I vë tela nuses, nis e stolis nusen me tela.

2. Zbukuroj dike, i vë të bardhë e të kuq dhe e stolis me xhingla.

TELETISEM *vetv. 1.* Vë telat e nusërisë.

2. Zbukurohem, vë të bardhë e të kuq e stolisem me xhingla, nisem e stolisem si nuse.

3. *Pës. e* TELETIS.

TELEVIZION,~I m.IJ5hënia e pamjeve dhe e fi-gurave të ndryshme në largësi me një aparat të posa-çëm, i cili ka ekran, punon me rrymë elektrike e me antenë dhe ka edhe pajisjet e radios për zërin. *Pro-grami i televizionit. Përhap (njofton, jep) me televizion.*

2. Institucion (me mjetet e pajisjet e nevojshme teknike dhe me specialistët e punonjësit përkatës), që përgatit programet për këtë lloj dhënieje; ndërtesa e këtij institucioni. *TeleVizioni shqiptar. Qendra e televizionit. Orkestra e televizionit.*

TELEVIZlV,~E *mb.* Që ka të bëjë me televizIonin, që i shërben atij; që i përket televizionit, i televizionit; që jepet me televizion; që bëhet posaçërisht për t'u dhënë me televizion. *Qendra televizive. Program te-leviziv. Film televiziv.*

TELEVIZOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Aparat i po-saçëm që ka ekran e punon me rrymë elektrike e me antenë, që ka edhe pajisjet e radios për zërin dhe që shërben për të dhënë pamje e figura të ndryshme. *Televizor bardhezi (me ngjyra). Televizor me gjysmë-përçues. Ekrani i televizorit. Antena (llambat) e tele-Vizorit. E pamë në televizor.*

TELËZIM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TELËZOJ, TELËZOHET. *Telëzimi i bakrit (i metaleve). Makina e telëzimit. Reparti i te-lëzimit. Shpejtësia e telëzimit. Bëjnë telëzimin.*

TELËZOHET *tek. Pës. e* TELËZOJ. *Bakri telëzohet. Telëzohet shpejt.*

TELËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj tel një shufër të hollë metali, duke e kaluar nëpër disa vrima, që zvogëlohen nga fundi, bëj tel. *Telëzoj metalet (ba-
k'fin).*

TELËZUES,~E *mb.* 1.Që telëzon, që shërben për të bërë telëzimin. *Makinë telëzuese.*

*2. përd. em.* Punëtor që bën telëzimin me makinë. *P,etëzuesit dhe telëzuesit.*

TELËZUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të telëzohet. *Çeliku është i telëzueshëm.*

TELKOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* E mundoj dike pa masë, e lodh, e dërrmoj, e bëj që mezi të qëndrojë rrië këmbë; edobësoj shumë. *E telikosi sëmundja (uria, pagjumësia). I telikosi armiqtë.*

TELIKOSEM *vetv. bised.* Mundohem pa masë, lodhem, dërrmohem sa mezi qëndroj me këmbë; dpbësohem shumë. *U telikosën nga sëmundja. U telikos për gjumë (për të ngrënë).*

TELIKOSUR (i, e) *mb. bised.* I lodhur, i këputur, i dërrmuar sa mezi mbahet me këmbë; i dobësuar shumë. *Dergjej i telikosur.*

TELIS *kal,* ~A, ~UR *vjet.* I ngjit nuses, stpas një zakoni të vjetër, në fytyrë e sidomos në ballë copa telash për ta zbukuruar. *S'e telisin me nusen. I telisnin ballin.*

TELISEM *vjet.* 1. *vetv.* Ngjit, sipas një zakoni të vjetër, në fytyrë e sidomos në ballë copa telash, kur nisem nuse.

2. *Pës. e* TELIS.

TELISH,~I i *m.* Tërësia e fijeve të holla prej ar-gjendi ose prej ari për punime argjendarie; punim i hollë a i imët me këto fije. *Figure prej telishi. Zbukuruar (punuarj me telish.*

TELlSH,~I H *m. bot.* Bimë shumëvjecare, me kërcej të dendur, me rrënjë të holla e me shumë gjethe në fund, që rritet në kullota e në livadhe dimërore. lulëzon nga maji në korrik dhe shërben si ushqim për bagëtinë.

TELlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gozhdë; gozhdë e vogël për të mbërthyer dërrasa të holla, këpucë etj.

2. Shtizë për të thurur triko, çorape etj.

TELJE *mb.* Prej teli, i teltë. *Site telje* site me tel të hollë.

TELOZNË,~A . *zakon. sh.* ~A, ~AT *hist.* Haraç.

TELPRERËS,~E *mb.* Që përdoret për të prerë telat. *Gërshërë telprerëse.*

TELTË (i, e) *mb.* Që është prej teli; që është bërë me tel. *Rrjetë e teltë. Gardh i teltë. Gjilpëra të telta. Maskë e teltë. Doreza të telta.*

TELVE,~JA . Fundaq kafeje. *Ka mbetur shumë telve. Shpëlau telvenë.*

TELLALL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Ai që laj-mëronte me zë të lartë në pazar, në qendër a në rru-gët kryesore të qytetit për urdhrat dhe për vendimet e qeverisë, për lajmet

dhe ngjarjet e rëndësishme etj.; kasnec; ai që shiste në pazar mallin a plaçkat e një tjetri, duke thirrur blerësit me zë të lartë. *Tellalli i qytetit (i fshatit, i bashkisë). Lajmëronin me tellall. Thërret si tellall. I shitën me tellall. Nxori në tellall.*
*2. keq.* Dikush që përhap lajme e që propagandon një gjë me zhurmë e me bujë në interes të një tjetri. *Tellallët e shtypit borgjez. Tellallët e revizionizmit. Tellallët e reaksionit. U be tellall i të tjerëve.*
*k* Vuri tellallin e bëri diçka me zhurmë e më të thirrura sa e mori vesh gjithë bota; s'e mbajti të fshe-hur diçka, e përhapi një lajm në të katër anët. I zoti e shet, tellalli s'e jep . *u. shih te* ZOTI (i).
TELLALLlS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* I. Lajmëroj a njoftoj dike për diçka; kasnecoj.
2. Përhap një lajm në të katër anët, vë tellallin; përhap fjalë poshtë e përpjetë për dike, e marr nëpër gojë; flas shumë a bëj bujë për diçka. *Mos e tellallis ç'të thashë! S'donte ta tellallisnin.*
TEMATIK,~E *mb.* Që lidhet me tema të caktuara a me një tematikë të caktuar; që i kushtohet një teme ose një tematikë, që bëhet sipas një tematikë; që ndërtohet a hartohet sipas temave ose çështjeve të ndryshme. *Renditje tematikë. Bibliografi tematikë. Treguesi tematik i lëndës. Larmi tematikë. Pasdite tematikë. Ekskursion tematik. Ekspozitë tematikë. Plan tematik. Vizatim tematik. Valle tematikë.*TEMATtKË,~A . Tërësia e temave dhe e çësht-jeve, të cilat shtrohen, pasqyrohen, studiohen, shqyr-tohen ose zgjidhen *at* një plan a program pune, në një vepër, në një mbledhje, në një bisedë, në një shkrim etj. *Tematikë e larmiskme (e shëndoshë). Temotika e studimeve (e mësimeve, e poezisë). Hartimi i te-matikës. Përcakluan tematikën. E aktualizuan te-matikën.*
TEMENA,~JA . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Përshë-ndetje allaturka në shenjë nderimi të thellë ose për-uljeje të madhe, që bShet duke vënë dorën më parë në zemër e pastaj në ballë dhe që shoqërohet zakonisht me përkulje të trupit. *Me temena të mëdha. Bëri një lemena. I bëri temena dikujt. E priti me temena. Përkulej me temena.*
*2. keq.* Përulje ndaj një tjetri, nënshtrim. *S"i bëj temena* s'i përulem, nuk i nënshtrohem. *E do (e kër-kon) me temena. I rrinte (i sillej) me temena.*
TEMË,~A . 5. ~A, ~AT. 1. Anë e jetës ose dukuri e rëndësishme, që pasqyrohet në një vepër artistike ose bëhet objekt kërkimi e studimi në një vepëf shkencore. *Temë e sotme. Temë e gjerë (e pa-rrahur, qendrore). Temë shoqërore. Temë vjetore. Tema e fshatit (e qytetit, e punës, e luftës, e ndërtimit socialist). Tema e Veprës (e punimit, e hartimit). Tema e romanit (e novelës, e tregimit). Temë diplome. Cak-timi (punimi) i temës. E përfundoi (e shteroi) temën.*
2. *muz.* Motivi themclor i një vepre muzikore ose i një pjese të saj, mbi bazën e të cilit zhvillohet e gjithë vepra ose pjesa. *Tema muzikore. Tema e parë e kohës së pare.*
3. Çështje, rreth së cilës jep mendim a flet dikush; ajo që përshkon e përcakton përmbajtjen e një bisede, të një diskutimi, të një mbledhjeje etj. *Tema e mbledh-jes (e bisedimit). Tema e mësimit. Hyri në temë* a) *folësi:* filloi të flasë për vetë thelbin e çështjes; b) *dë g juesi:* filloi të kuptojë për se a për kë flitej. *Kapërceu nga një temë në një temë tjetër. Doli nga tema* filloi të fliste për diçka që s'kishte lidhje me çështjen që trajtohej.
4. *gjuh.* Pjesë e fjalës që mbetet po t'i hiqen kësaj mbaresat, pjesa e fjalës pa mbaresat. *Temë e parme (e prejardhur). Temë emërore (mbiemërore, përemërore foljore, ndajfoljore). Temë fjalëformuese* pjesa e një f jale që shërben si bazë a burim për formhnin e f jalëve të reja p.sh. gnr- tr gur-ore, i n-gur-të, gur-th etj.; bukur- te bukur-i, bukur-ezë, bukur-osh, z-bukur-oj, bukurshkrim etj.
TEMIN,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Xhixhë. *Fustan (sha-mi, jelek, lahur) me temina. Kuti me temina. t stolisur me temina.*
TEMJAN,~I *m.* Rrëshirë, që nxirret nga disa bimë të Afrikës Lindore, që lëshon një tym me erë të mirë kur digjet dhe që për këtë është përdorur prej kohësh nëpër ceremoni të ndryshme fetare. *Erë temjani. Tymi i temjanti. Shkopinj (copa) temjani. Digjte temjan.*
• Ikën (largohet, ruhet) si djalli (si shejteai) nga temjani i shmanget me çdo kusht dikujt a diçka je, ia ka shumë frikën; ikën menjëherë, shpejt e shpejt e i trembur.
TEMJANtëË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fet.* Enë c metaltë në trajtë të një kupe, me tre zinxhirë të hollë të bashkuar sipër në një dorëz, që shërben për të djegur temjanin në kishë (në vendet ku vepron kisha e kri-shterë). *Si temjanica e priftit. Tundte temjanicën.*
TEMJANtS *kal.,* ~A, ~UR *fet.* Djeg temjan, bëj me tym temjani (në vendet ku vepron kisha e kri-shterë). *Temjanisi shtëpinë.*
TEMP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Shpejtësia, më të cilën bëhiet diçka, shkalla e shpejtësisë së lëvizjeve, të zhvillimit etj. të diçkaje, ritëm. *Temp i lartë (me-sat or, i ngadalshëm, i ulët). Temp ushtarak (reiolucio-nar, luftarak). Tempi i industrializimit (i elektrifikimit, i ndërtimit). Tempi i punës. Tempi i luftës (i sulmit,* i *mësymjes, i krizës). Tempi i lojës. sport. Tempi i frymëmarrjes (i ligjërimit). Me tempin e të rinjoe. Me tempin e kohës. Punon me temp të shpejtë. Nuk e ulën tempin.*
*1. muz.* Shkalla e shpejtësisë, më të cilën luhet një pjesë muzikore a një valle, ritëm; fjala që shënon këtë shkallë. *Temp i shpejtë. Tempi i këngës (i valles).*
TEMPERAMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Tërësia e vetive psikike të njeriut, që kanë si bazë fiziologjike tipin e veprimtarisë së lartë nervore, që shprehin shka-llën e ngacmueshmërisë e të gjallërisë së njeriut dhe që shfaqen në sjelljen e në qëndrimin e tij ndaj të tje-rëve, në veprimet e kundërveprimet, në lëvizjet, në fjalët, në shprehjen e fytyrës etj.; njeriu, i cilësuar sipas veçorive të këtyre vetive psikike. *Temperament kolerik (sanguin, flegmatik, melankolik). Temperament i gjallë (i zjarrtë, i plogët).*
*2.* Force jetësore, gjallëri; aftësi për t'u pushtuar lehtë nga një gjendje e lartë shpirtërore, nga një ndjenjë e fuqishme dhe e thellë; shprehja e kësaj gja-llërie a gjendjeje shpirtërore në punë, në veprime të ndryshme e në të folur. *Njeri me temperament. Ka temperament. Luajti (këndoi) plot temperament. Flet (reciton) me temperament.*
TEMPERATËRË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Shkalla e nxehtësisë që ka një trup ose një lëndë në një kohë të caktuar; shkalla e nxehtësisë së atmosferës në një vend dhe në një kohë të caktuar; nxehtësia a ftohtësia që kanë trupat si veti të tyre. *Temperatura më e lartë (me e ulët, mesatare). Temperature e përshtatshme (e papërshtatshme) për diçka. Temperatura ditore (mujore, vjetore). Temperatura e ajrit (e tokës, e ujit, e trupit).*

*Temperatura e ngrirjes (e shkrirjes, e valimit, e aullimit, e pjekjes, e petëzimit, e ngurtësimit). U ul (ra, u ngrit) temperatura. U qëndron temperaturave të larta (të ulët a). Ruaj në temperature të pandryshuesh-me.*
2. Shkalla e ngrohtësisë së trupit të njeriut, sipas së cilës vlerësohet edhe gjendja shëndetësore e tij; të nxehtë që ka njeriu a kafsha kur sëmuret, zjarrmi. *Temperature nor male. I ka hipur (i ka rënë) temperatura. Ka temperature. I mati temperaturën.*
Temperatura absolute *fiz.* shkallë nxehtësie, që merr si ftllim a si zero temperaturën —273"C. Temperature k r i t i k e *shih te* KRI-TIK,~E.
TEMPULL,~LLI m. *sh.* ~J, ~JT. 1. Faltore. *Tempull indian (egjiptian, grek, romak).*
2. *fig.* Vend që i ngjall dikujt nderim të thellë; diçka që nderohet a çmohet shumë. diçka që mbahet si e shenjtë e si e paprekshme.
TEMPULLAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Kalorës a fisnik i një urdhri katolik në mesjetë. *Anëtar i urdhrit të tempullarëve.*
TENDENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Drejtim qëdikush e ndjek me paramendim në veprimet, në sjell-jet, në mendimet e në pikëpamjet e tij; prirje a drejtim qb merr diçka gjatë lëvizjes ose gjatë zhvillimit të saj; prirje, synim. *Tendenca politike (konservatore, ititelektualiste, shoviniste, lokaliste). Tendenca re-tiatie (Vetëkënaqësie). Tendencat kryesore të zhvillimit historik. Ka tendencë të kundërshtojë (të komandojë). 2. art.* Përfundim, ku autori i një vepre artistike, sipas gjendjes klasore dhe ideologjisë së tij, synon t^ të shpjerë me anë të tablove të jetës e të karakte-reve të paraqitura në këtë vepër. *Tendencë përparim-tare. Tendenca reaksionare (armiqësore). Tendenca për të zbuluar heroizmin e masave. Shpreh tendencën e vet. Çdo krijim është bërë me tendencë.*
TENDENCIOZ,~E *mb.* 1. *libr.* Që ka prirjen të veprojë a të sillet në një rnënyrë të caktuar, që ndjek me paramendim një drejtim sipas pikëpamjeve e synimeve të tij, që bën diçka me tendencë; që bëhet me synim a me qëllim të caktuar, që është i njëan-shëm. *Politike tendencioze. Veprim (qëndrim) tendencioz. Sjellje tendencioze. Pyetje tendencioze. Lajm tendencioz. Gazetë tendencioze.*
2. *art.* Që përçohet nga ideja ku do të të shpjerë autori i një vepre artistike, që përmban një tendencë të caktuar të autorit sipas gjendjes klasore dhe ideologjisë së tij. *Karakteri tendencioz i veprës. Frymë tendencioze.*
TENDENCIOZITET,~I *m. Hbr.lTë* qenët tendencioz në sjellje, në veprime, në mendime, në pikë-pamje etj.; karakteri tendencioz a fryma tendencioze e diçkaje; njëanshmëria e dikujt a e diçkaje. *Tenden-ciozitet i hapur (i theksuar). Tendenciozitet politik (ideologjik, shoqëror). Tendenciozitet revolucionar. Tendenciozitet reaksionar. Tendencioziteti i punimit (i fjalimit). E tha (e bëri) me tendenciozitet.*
*2. art.* Drejtim i caktuar ideologjik që ndiqet nga autori i një vepre artistike sipas gjendjes klasore dhe ideologjisë së tij; karakteri tendencioz që i jep autori një vepre artistike, fryma tendencioze e një vepre artistike; të qenët tendencioz i një vepre të tillë. *Tendenciozitet i hapur (i theksuar). Tendenciozitet klasor (politik, ideologjik). Tendencioziteti i veprës (i romanit, i operës). E trajton me tendenciozitet.*
TENDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1, Strehë me degë e me gjethe, e mbështetur mbi shkopinj; pëlhurë e trashë dhe e forte ose mushama, e shtrirë mirë me li-tarë mbi disa drunj, që ngrihet për t'u mbrojtur nga dielli, nga moti i keq etj.; çadër. *Tenda e rojtarit. Tehdat e armiqVe. Nën hijen e një tende. Ngritën një tendë.*
2J Vend i mbuluar nga sipër; vend me hije, i për-gatitur vetë, ku kalojnë vapën bagëtitë; vathë e mbuluar, ku mbahet bagëtia gjatë verës. *Tenda e bagëtive. Ifuti në tendë.*
TENDOS *kal,* ~A, ~UR. 1. Hap një gjë të mbledhur, shtrij; ndej diçka duke e tërhequr fort nga anët ose duke e lidhur nga të dy skajet, shtrij mirë, ngreh; *kund.* shtendos. *Tendos telin (litarin). Tendos pëlhurën (çadrën). Tendosi trupin Çgjunjët, këmbët, duart). E tendosën mirë (fort).*
2. *fig.* Vë diçka në gjendje gatishmërie të plotë, mprëh, vë në punë më të gjitha forcat; *kund.* shtendos. *Tendosi veshët. Tendosi nerVat.*
*3.\libr.* E shqetësoj shumë dike, e lë në ankth; i ashpërsoj shumë, i acaroj marrëdhëniet etj. me dike. *tendosën marrëdhëniet.*
TENDOSEM *vetv.* 1. *kryes. veto III.* Hapet, nuk rri e mbledhur; ndehet mirë, rri e shtrirë a e tërhequr mirë, nuk rri e lëshuar a e lirshme; *kund.* shtendosem. *Tendoset mirë.*
2. *fig.* Vë të gjitha forcat, mbledh të gjitha fuqitë për të bërë diçka; *kund.* shtendosem. *U tendos i tëri.*
3. *Pës. e* TENDOS. *Tendosën telat (litarët).*
TENDOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeva TENDOS, TEN-DOSEM. *Tendosja e telit. Tendosja e plotë e forcave.*
TENDOSUR (i,e) *mb.* 1. I hapur, jo i mbledhur; i shtrirë mirë, i tërhequr fort nga të dy anët; i shtrë-nguarmirë, jo i lirshëm; i nderë. *Llastikë e tendostir. Me muskuj të tendosur. Me trupin (me gjunjët) të tendosur.*
*2. fig.* Që ka mbledhur të gjitha forcat për të plo-tësuar diçka, që është i gatshëm për të bërë menjëherë një gjë; i ngrehur, i nderë. *Me fytyrë të tendosur. Me nerva të tendosura. Rri (pret, është) i tendosur.*
3. *fig. libr.* I ashpërsuar shumë, që mund të çojë në një shpërthim, i acaruar, i nderë. *Marrëdhënie të tendosura. Gjendje e tendosur.*
TENE,~JA . *krahin.* Qeshqek; bollgur gruri.
TENE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. Fletë qilimi. *Qilim me tri tene.*
TENEQE,~JA. *sh.* ~, ~TË dhe TENEQE,~JA
. *sh.* ~E, ~ET. 1. Fletë e nolle hekuri e veshur me një shtresë shumë të hollë kallaji, që mund të punohet lehtë dhe që përdoret për të bërë enë të ndryshme etj. *Enë (kuti, kovë, arkë) teneqeje. E bëri me teneqe. Pres teneqenë.*
*2. bised.* Enë, kuti, arkë etj. e bërë nga kjo fletë. *Teneqe e vjetër. Teneqe e shpuar. Teneqe djathi (gjalpi). Teneqeja e Vajgurit. Teneqeja e plehraVe. Teneqe për të ujitur.*
• Teneqe e shpuar *shar. shih te* SHPUAR (i,e). I bie teneqesë *mospërf.* flet kot me kot, Hap, bën zhurmë kot, i bie legenit. Mbeti (është) teneqe (dërrasë, kripë, pip) *shih te* MBES4. E morën me teneqe i varën teneqenë. I varën (i vunë) teneqenë (legenin) *dikujt mospërf.* a) e tallën para të gjithëve, e vunë në lojë, e bënë për pesë para; b) e dëbuan, e ndoqën duke e tallur.
TENEQEPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtor që bën enë a sende të tjera prej teneqeje ose i ndreq ato, mjeshtër për punime teneqeje. *Kooperativa e teneqepunuesve. Reparti i teneqepunuesve.*

TENEQEXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet. shih* TENEQEPUNUES,~I.

TENIS,~I *m. sport.* Lojë që luhet ndërmjet dy lojtarëve a ndërmjet dy palëve në një fushë të ndarë me rrjetë në dy pjesë, duke e goditur topin me raketë për ta hedhur në gjysmën e fushës kundërshtare. *Lojë tenisi. Top (raketë) tenisi. Këpucë tenisi. Kampion i tenisit. Luajnë tenis.*

TENIST,~I *m. sh.* ~Ë ~ËT *sport.* Lojtar tenisi, *Ekipe tenistësh. Takimi (ndeshja) e tenistëve.'*

TENISTE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* TENIST, ~I.

TENOR,~I ". *sh.* ~Ë, ~ËT *muz.* I. Zëri me i iartë a me i hollë i burrit; këngëtari që ka këtë zë, aiqë këndon me këtë zë. *Tenor i pare. Tenorët e korit. Me zë tenori.*

*2.* Vegël muzikore frymore që i përgjigjet nga shkalla zërit më të hollë të burrit.

TENSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *fiz.* Shtypjc ose tendosje në një trup a në një lëndë për shkak të një force të jashtme, të nxehtësisë etj.; të qenët e një trupi a të një lënde në gjendje shtypjeje ose tendosjeje; forca a madhësia e kësaj shtypjeje ose tendosjeje. *Tension sipërfaqësor. Tension i madh (i vogël). Ten-sioni i avullit (i gazit)* force që ushtron avulli (a gazi) mbi të gjitha pikat e enës ku ndodhet, forca që ushtron ai mbi sipërfaqen e enës. *Forca të tensionit. Është në gjendje tensioni.*

2. *elektr.* Forca që vepron në elektronet dhe i vë ato në lëvizje në një drejtim të caktuar; puna që bëhet për të zhvendosur njësinë e ngarkesës elektrike nga një pike në një tjetër, force elektrike që matet me volt; prania e kësaj force në një trup. *Tension i lartë* tension me i madh se 250 volt. *Tension i ulët* tension me i vogël se 250 volt. *Tensioni i linjës* tension midis <Jy përçuesve të linjës. *Tensioni i fazës* tensioni midis fillimit dhe mbarimit të çdo faze. *Tensioni i prekjes* tension, në të cilin ndodhet njeriu që ka prekur një përcjellës me rrymë. *Linja e tensionit të lartë (të ulët). Shtyllat e tensionit. NdryshueSi i tensionit. Ra (u ul, u ngrit) tensioni. Ra (është) nën tension* kalon tensioni nëpër të. *Radio për të dy tensionet.*

3. *mjek.* Fuqi, më të cilën enët e gjakut, duke për-balluar shtypjen që lind gjatë kalimit të gjakut në to, e shtyjnë atë në të gjitha pjesët e trupit; sëmundje që shkaktohet nga shkalla e lartë ose e ulët e kësaj fuqie dhe nga humbja e elasticitetit të enëve të gjakut. *Tension i lartë (i ulët). Tension nervor. Aparat për matjen e tensionit. lu ngrit (i hipi, iu ul,* i *zbriti, i ndryshoi) tensioni. I mat tensionin. Vuan (është i së-murë) nga tensioni.*

4. *fig.* Përqendrim i madh i forcave mendore e fizike, i vëmendjes e i kujdesit kur kryejmë një punë, kur plotësojmë diçka etj. *Punë me tension. Ra tensioni i punës. Punon me tension.*

5. *fig.* Shqetësim i madh, tendosje nervore. *Tension mendor. Në gjendje tensioni.*

6. *fig.* Acarim marrëdhëniesh ndërmjet dy njerëzve, dy partive, dy shteteve etj., gjendje e vështirë dhe e ashpërsuar. *Tension ndërkombëtar. Tension politik. Gjendje tensioni. Ka tension. Ngrihet (ulet) tensioni.*

TENTATIVË,~A . *drejt.* Veprimi që ka synuar diejtpërsëdrejti kryerjen e një vepre penale, por kur kjo nuk është arritur të kryhet.

TENXHERE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Enë prej me-tali si kusi me kapak, që shër.ben për të zier gjellë, për të ngrohur e për të valuar ujë e lëngje të tjera; gjella a diçka tjetër që është në këtë enë; gjellë, ujë, qumësht etj. sa nxë kjo enë. *Tenxhere e sheshtë (e thellë). Tenxhere bakri (alumini). Tenxhere me veshë. Tenxhere me presion* enë e tillë me kapakun të puthitur plotësisht, në të cilën gjella zien me shpejt për shkak të shtypjes që krijon avulli. *Kapaku (fundi) i tenxheres. Hëngrën një tenxhere me pat ate (me fasule). Vuri tenxheren në zjarr.*

*k* Ka gjetur tenxherja kapakun (u rrokullis tenxherja e gjeti kapakun) *keq.* kanë gjetur njëri-tjetrin (dy nje-rëz që janë njëlloj nga karakteri, nga zakonet etj.).

TENJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Flutur me madhësi e ngjyra të ndryshme, që e ka larvën si vemje të hollë dhe që bren e dëmton shumë bimët ose ush-qehet me dyllin e bletëve, me miell etj. *Tenja e patates (e hardhisë). Tenja e ullirit. Tenja e drithit. Tenja e lakrës. Tenja e qepës. Tenja e miellit (e hambarit). Tenja e dyllit. Lufta kunder tenjës. I ka hyrë tenja bletës. Është dëmtuar nga tenja.*

*2.* Mole. *E ka ngrënë tenja rrobën (qilimin, velenxën).*

3. Shirit. *gjetën tenjë në bark. Është si tenjë* është shumë i hollë, është shumë i dobët.

I fca hyrë tenja po e bren sëmundja nga brenda, i ka hyrë sëmundja. Ka tenjën (shiritin, sprinjën) në bark *dik us h iron,* ha e nuk ngopet; nuk shëndo-shet fare, megjithëse ha shumë. Tenja e gjësë s ë g j a 1 lë kërnjotë.

TENJOS *kal.,* ~I, ~UR. 1. E ha a e bren tenja, e zë tenja.

2. E prish, e bren nga brenda; e sëmur. *tenjosi jugu grunjërat.*

TENJOSEM *vetv.* 1. Brehem prej diçkaje nga brenda; me hyn sëmundja e me bren, sëmurem. *Iu tenjosën dhëmbët.*

2. *Pës. e* TENJOS.

TENJOSUR (i,e) *mb.* 1. I brejtur a i ngrënë nga tenja.

2. Që e bren sëmundja, që vuan nga një sëmundje e s'bën për mbarë; që nuk shëndoshet.

TEODOLIT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *spec.* Vegël e posaçme, e pajisur me dylbi, që përdoret në gjeodezi, në astronomi, në artileri dhe në aviacion për të matur këndet. *Mat me teodolit.*

TEOKRACl,~A . Forme qeverisjeje, në të cilën është përqendruar në duart e klerit edhe pushteti fetar, edhe pushteti politik. *Teokraci feudale.*

TEOKRATIK,~E *mb.* Që lidhet me teokracinë; që i përket teokracisë; i teokracisë; që bëhet nga teo-kracia a që është karakteristik për të. *Feudalizmi teo-kratik. Shtet (regjim) teokratik. Sundim teokratik. Ka tipare teokratike.*

TEOLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me teologji ose që ka mbaruar shkollë për teologji, specialist për teologji.

TEOLOGJI,~A . Tërësia e mësimeve skolastike fetare për zotin, për hyjnitë dhe për historinë e një feje, tërësia e dogmave të kësaj feje; degë që merret me studimin e këtyre dogmave. *Shkëputja e shkencave nga teologjia. Studionte teologji.*

TEOLOGJlK,~E *mb.* Që lidhet me teologjinë ose me teologët; që i përket teologjisë ose teologëve, i teologjisë ose i teologëve. *Formim teologjik. Seminare (shkolla) teologjike.*

TEOREMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mat.* E vërtetë shkencore, e cila duhet provuar me arsyetime e me veprime të ndryshme; rregull në matematikë, që duhet provuar e duhet vërtetuar. *Teoremë gjeometrike. Teorema e Pitagorës. Shprehja e teoremës. Vërtetoj (provoj) teoremën.*

TEORI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Përgjithësim mendor i përvojës, që lind nga praktika, që pasurohet e vërtetohet

në praktikë e që pasqyron dukuritë thelbë-sore dhe ligjet e zhvillimit të natyrës, të shoqërisë etë mendimit; dije e fituar nga jeta dhe ë përgjithësuar, që zbulon shkaqet e thella të sendeve e të dukurive, si edhe lidhjet e marrëdhëniet ligjësore ndërmjet tyre. *Teori revolucionare. Teori shkencore. Lidhja e teorisë me praktikën. Shkëputja e teorisë nga praktika.*
2. Tërësia e parimeve, e tezave dhe e përgjithësi-meve, që formojnë një shkencë a një degë të saj, ba-.zat e përgjithshme të një shkence; tërësia e rregullave dhe e ligjeve, që janë të domosdoshme për të njohuf thejllë një mjeshtëri, një art etj.; shkenca që ka si objekt studimin e këtyre parimeve, rregullave e ligjeve. *Teoria marksiste-leniniste. Teoria e makinave. Teoria e muzikës (e letërsisë, e kompozimit, e përkthi-mit). Teoria e gjuhës. Teoria e pilotimit.*
3. Tërësia e ligjeve shkencore, që shërbejnë si bazë për një parim të përgjithshëm dhe që shpjegojnë një fakt a një dukuri; mënyra se si e shpjegon dikush një fakt, një dukuri, etj. në bazë të këtyre ligjeve e të këtij parimi; sistem pikëpamjesh për diçka; mendim i caktuar i dikujt për diçka, pikëpamje, bindje etj., sipas së cilës sillet e vepron dikush. *Teori shkencore (ma-terialiste, revolucionare). Teoria leniniste e njohjes (e pasqyrimit). Teori idealiste (reaksionare). Teoria atomike e ndërtimit të lëndës. Teoria darViniste e evo-lucionit. Teoria e mbivlerës.*
4. Gjykim a përfytyrim abstrakt, që pranohet në parim dhe nuk merr parasysh praktikën; trajtimi i diçkaje në një plan shumë të përgjithshëm abstrakt. *pranueshëm Vetëm në teori. Në teori ashtu është, po duhet vërtetuar edhe në praktikë. Flet Vetëm në teori. Teoria e artit për art. Kish teorinë e tij për punën (për jetën, për dashurinë).*
5. *kryes. sh. keq.* Fjalë e gjykime të kota, që nuk ndihmojnë punën, fjalë boshe e mendime që nuk sjellin dobi. *Lëri teoritë! Mjaft me teori! Këto janë teori (profka).*
TEORICIEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me përgjithësimin teorik në një fushë të caktuar të shkencës, ai që përpunon, shpjegon ose zgjidh çështje teorike të një shkence, të një mjeshtërie, të një arti etj. *Teoricien i njohur (i madh, i shquar). Teoricien marksist (i marksizëm-leninizmit). Teoricienët revi-zionistë (borgjezë). Teoricien i gjuhës (i letërsisë, i artit, i muzikës).*
TEORIK,~E *mb.* 1. Që lidhet me përgjithësimin mendor të përvojës, me dijet e fituara nga praktika e nga jeta, që ka të bëjë me këtë përgjithësim; që i përket këtij përgjithësimi. *Ana teorike. Përgjithësim teorik. Njohje teorike.*
2. Që lidhet me teorinë e një shkence, të një mjeshtërie, të një arti etj., që ka të bëjë me studimin e kësaj teorie, që bëhet sipas kësaj teorie; që lidhet me një teori të caktuar a që i përket kësaj teorie, që shpjego-hetj bëhet a zbërthehet sipas kësaj teorie. *Njohuri (bazë, përgatitje) teorike. Njohje (vlerë, rëndësi) teorike. Nivel i lartë (i ulët) teorik. Matematikë (fizikë) teorike. Trajtim (shpjegim) teorik. Përmbajtje teorike. Kuptim teorik. Zgjidhje teorike. për nga ana teorike.*
3. Që shpjegohet a që trajtohet vetëm në një plan të përgjithshëm abstrakt, që bëhet vetëm duke pasur parasysh teorinë dhe pa marrë parasysh praktikën; që ka a që përmban shumë teori, tepër i përgjithshëm, abstrakt. *Trajtim (shpjegim) vetëm teorik. Vetëm në qspektin teorik.*
4. Që ka për qëllim njohjen e thelluar të teorisë së një shkence, të një mjeshtërie, të një arti etj. *Kurs (mësim, seminar) teorik. Rrethe teorike. Përgatitje teorike.*
TEORIKISHT *ndajf.* 1. Sipas teorisë së një shkence, të një mjeshtërie, të një arti etj., në bazë të kësaj teorie, në përputhje me të; në mënyrë teorike, nga ana teorike, në teori. *I forte (i brumosur) teorikisht. E traj-toi (e shpjegoi, e përpunoi, e analizoi) teorikisht.*
2. Në një plan shumë të përgjithshëm teorik, duke u mbështetur vetëm në teori e duke lënë mënjanë praktikën; në mënyrë abstrakte. *Diskuton (flet) vetëm teorikisht. E shtroi çështjen vetëm teorikisht. Teorikisht ka të drejtë.*
TEORIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TEORIZOJ, TEORIZOHET. *Teorizim i kotë. Teorizime pa bukë. Përpjekje (prirje) për teorizim. Lëri teorizimet!*
*2.* Varg arsyetimesh, gjykimesh e mendimesh që nuk ndihmojnë punën, teori që e bëjnë të vështirë a shumë abstrakte një gjë, tepri teorish. *hoqi teorizimet. E shkarkoi nga teorizimet.*
TEORIZOHET. *Pës. e* TEORIZOJ.
TEORIZOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. Përgjithësoj përvojën e fituar nga praktika dhe dijet e përvetësuara prej saj, nxjerr përfundime teorike; merrem me teori. *Teorizon çdo gjë. Teorizon drejt.*
2. *keq.* Flas me fjalë të mëdha për diçka, bëj teori kot me kot, jap mendime abstrakte e të përgjithshme që nuk ndihmojnë punën, vlerësoj në mënyrë të një-anshme anën teorike të diçkaje, duke shpërfillur anën praktikë të saj. *Teorizon kot. Mos teorizo shumë!*
TEORIZUES,~I *m. sh.~,* ~IT. 1. Teoricien.
2. *keq.* Ai që flet me fjalë të mëdha për diçka, ai që bën teori kot me kot, ai që jep mendime abstrakte e të përgjithshme, të cilat nuk ndihmojnë punën; ai që vlerëson vetëm anën teorike të diçkaje, duke shpërfillur anën praktikë të saj.
TEPE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Kodër e vogël, breg, sukë; majë kodre. *Tepja e kodrës. Doli në tepe. I binte tepe me tepe.*
2. Maja e kokës, çaçkë. *Tepja e kokës. E goditi në tepe.*
*k* Me iku (me luajti) tepja (kafka) e kokës (kapaku, tepeleku, tabani) i kokës *shih te* KAPAK,~U.
TEPELEK,~U *m. bised.* Maja e kokës, tepe; kapaku i kokës.
• Me iku (me luajti) tepeleku (kapaku, tabani) i kokës (kafka, tepja e kokës) *shih te* KAPAK,~U.
TEPELENAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës nga Tepelena ose ai që e ka prejardhjen nga Tepelena.
TEPELENAS,~E *mb.* Që lidhet me Tepelenën ose me tepelenasit, që është karakteristik për Tepelenën ose për tepelenasit, i Tepelenës ose i tepelenasve; që është krijuar nga tepelenasit. *Banorët tepelenas.*
TEPË,~A . Lloj drithi, me kallinj si të elbit e të shtypur anash, që përdoret si ushqim për kafshët (si-domos për pulat); okër. *Tokë për tepë. Mbjellin tepë. U hedhin tepë pulave.*
TEPËR. I. *ndajf.* 1. Në një shkallë, në një masë a në një sasi më të madhe nga ç'duhet, me shumë se za-konisht; mbi masën, mbi shkallën a mbi sasinë e za-konshme.

*Hëngri tepër. Foli (punoi) tepër. Ka një fletore tepër. I mbeti një tepër.*
2. Në një shkallë, në një masë a në një sasi të ma-dhe, shumë. *Ca me tepër. S'di me tepër. Pse ngutesh kaq tepër? Kam mbaruar me tepër Se gjysmën. Është me tepër se treqind metra. Gjithnjë e me tepër. Përditë e me tepër. Me tepër se kurrë.*
3. *përd. kahëzues.* Është me se e mjaftueshmc, është shumë; mjaft edhe kaq, mjafton. *Tepër edhe kaq-Tepër edhe kjo që bëre. Tepër që është gjallë.*
4. Përdoret në shkallën krahasore kur pohojmë diçka në një shkallë më të lartë e me me force në kra-ha&im ose në kundërvënie me diçka tjetër. *E kam me tepër për ty se për atë. Ishte me tepër kullë se shtëpi. Duhet parë me tepër si një qortim sesa si një këshillë.*
II. *pj.* Përdoret para një mbiemri a një ndajfoljeje për të formuar shkallën sipërore dhe tregon një shkallë të lartë të cilësisë së një frymori, të një sendi etj., ose të veprimit a të gjendjes. *Tepër i madh. Tepër i guxim-shëm. Tepër i llastuar. Tepër kërkues (këmbëngulës). Tepër shpejt (vonë, herët). Tepër lart. Jane tepër afër.*
Aq me tepër veçanërisht, sidomos, aq me shumë; madje. Aq me tepër që... (se...) sidomos ngaqë..., veçanërisht sepse... për me tepër mbi të gjitha, veç të tjerash; madje. Ka një fjalë me tepër ka të drejtë të thotë a të flasë diçka me shumë se një tjetër. Ka një mendje me tepër mendon me shumë se një tjetër, më të cilin krahasohet.
TEPËRM (i), ~E (e) *mb.* I tepërt. *Gjumë i tepërm. Kohë e tepërme. Dëfrime të tepërme. Fjalë e tepërme. Është i tepërm.*
TEPËRMI (së) *ndajf.* 1. Në një shkallë, në një masë a në një sasi më të madhe nga ç'duhet a nga e za-konshmja; rr.bi masën, mbi shkallën a mbi sasinë e caktuar, me shumë se zakonisht; pa masë. *Lodhej (punonte) së tepërmi. E zgjati (e zvarriti) së tepërmi.*
2. Në një shkallë mjaft të lartë, në një masë a në një sasi të madhe, shumë. *U hidhërua (u mallëngjye) së tepërmi. U keqësua (u ashpërsua) së tepërmi. Me gëzoi së tepërmi.*
TEPËRT (i,e) *mb.* 1. Që e kalon shkallën, masën a madhësinë e zakonshme, që është me shumë se ç'duhet. *Të nxehtët (të ftohtët) e tepërt. Ngarkesë (lodhje) e tepërt. Ngrënie e tepërt. Harxhim i tepërt. Lagështia e tepërt. Nga përdorimi i tepërt.*
2. Që është a që mbetet tepër; që s'duhet, që s'hyn në punë; i panevojshëm, i padobishëm. *Lëvizje të tepërta. Fjalë të tepëna. Forcat e tepërta punëtore. Lastarët e tepërt. Degët e tepërta. Ujërat e tepërta. Hallkat e tepërta. E shoh (e quaj) të tepërt. Ai është i tepërt këtu.*
3. *si em.* TEPËRT,~IT (të) *as.* Të qenët e diçkaje mbi kufijtë a mbi caqet e zakonshme; masë, shkallë, sasi etj. më e madhe se zakonisht; shumicë, tepri. *Kujdesej më të tepërt. Kishte para (shpenzonte) më të tepërt. la ktheu më të tepërt* ia ktheu diçka duke i dhënë edhe një shtesë; ia shpërbleu diçka në një masë disa here më të madhe.
TEPËR-TEPËR *ndajf.* 1. Pa masë, në një sasi ose në një shkallë shumë të madhe, shumë-shumë. *E dua tepër-tepër. E çmoj tepër-tepër.*
2. Në masën a në shkallën më të madhe që mund të arrijë, e shumta që mund të bëjë, shumë-shumë.
*Tepër-tepër mund të thotë (mund të mendojë) që.,. Tepër-tepër mund të mos flasë.*
TEPlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tepore.
TEPORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tokë e mbjellë me tepë; are që ka qenë mbjellë me tepë; okërishtë.
TEPOSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. E tatëpjetë. *Teposhtë e keqe. Teposhta e fshot it (e rrugës). Te-poshta e moshës. Zbriti teposhtën.*
• Mori teposhtën (tatëpjetën, tingtingea) *shih tek* TATËPJETË,~A.
TEPOSHTË. I. *ndajf.* 1. Tatëpjetë. *Shkoi (zbriti, mori) teposhtë. Varej (lëshohej) teposhtë. la dha vrapit teposhtë.*
2. Poshtë. *Me grykë (me kokë) teposhtë. E ka vënë teposhtë.*
II. *parafj.* Tatëpjetë. *Ranë teposhtë grykës. Zbritën teposhtë shpatit.*
TEPRl,~A . Të qenët e diçkaje mbi kufijtë, mbi masën a mbi caqet e nevojshme ose të zakonshme, të qenët i tepërt; masë, shkallë, sasi etj. më e madhe se zakonisht a sa duhet të jetë; shumicë, sasi e madhe gjërash. *Tepri fjalësh (lavdërimesh). Hëngri (piu) me tepri.*
TEPRICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ajo që është e tepërt a që del mbi sasinë e caktuar të diçkaje; pjesë që tepron nga diçka, mbeturine; pjesë që mbetet nga një shumë, nga një tërësi, nga një masë etj. *Tepricë e madhe (e Vogël, e paneVojshme). Tepricë par ash. Tepricat e stofit (e metalit, e llamarinës, e penjte). Teprica gjellësh* të mbeturat e gjellëve. *Tepricat e drithit (e ullinj\'e, e vajit). Grumbulluan (do-rëzuan) tepricat. Shfrytëzoj tepricat.*
*1. fin., ekon.* Ndryshimi ndërmjet shumave të re-gjistruara në debi dhe shumave të regjistruara në kredi të një llogarie; ndryshimi ndërmjet të ardhurave dhe shpenzimeve, pjesë që mbetet kur heqim shpenzimet prej të ardhurave. *Teprica e një llogarie. Derdhja e te-pricave. Regjistroi tepricat.*
3. Tepri. *Hëngri me tepricë. E kam me tepricë. Ia hodhi plehun me tepricë.*
TEPRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TEPROJ, TEPROHET. *Te-prime burokratike (të dëmshme). Teprim në sjellje (në ngrënie, në lojë). Pa teprimin më të yiogël* pa e te-pruar aspak.
2. Diçka e zmadhuar tepër, gjë që i kalon përmasat e nevojshme a të zakonshme ose që bëhet jo si zakonisht, po në mënyrë të tepruar. *Teprime të paneVoj-shme.*
TEPROHET very., *paMet.* Kalohet masa e duhur, kapërcehen kufijtë e nevojshëm a të zakonshëm në sjellje, në veprime, në fjalë etj.; bëhet gabim për diçka, se nuk ruhet masa e duhur. *Të mos teprohet me mbledhjet!*
TEPROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Kaloj masën e duhur, kapërcej kufijtë e nevojshëm a të zakonshëm, me sjellje, me veprime, me fjalë etj.; gaboj, e shkel se nuk ruaj masën e duhur. *E teproi me guximin (me shakatë, me fyerjet). E tepron me fëmijët. E teproi në të pirë. E teprove tashti! E teprojmë nganjëherë. Çfarë të bësh ta bëjnë dhe ta teprojnë.fj.u.* atë që ua bën të tjerëve, ata ta bëjnë ty madje në një masëme të madhe; ç'të bësh do ta bëjnë edhe me keq. *Pa e tepruar mund të them se... Nuk e teprojmë, po të themi që...*
2.| *jokal. vet. Veta HI.* Mbetet i tepërt; mbetet si te-pricë nga një shumë, nga një sasi, nga një masë, nga një tërësi etj.; del si tepricë ose si mbeturinë e diçkaje. *Teproi buka Çgjella). Tepruan ca mollë. Teproi një lëndë (një lëng) në fund. Del dhe tepron. Ka tepruar vend. I tepruan paratë. Tepruan shumë. S'më tepron kohë* s'më mbetet kohë për diçka, s'kam nge për diçka. *S'teproi gjë.*

• Po s'doli, do të teprojë *shaka.* të rregullohemi me atë që kemi, të mos kërkojmë tjetër gjë kur s'ka.
TEPSI,~A . *sh.* ~, ~TË. Enë e madhe bakri ose alumini, e rrumbullakët dhe e sheshtë, me buzë të ngritura kaiër-pesë gisht, që shërben për të pjekur në furrë a në saç bukë, mish e gatesa të tjera; gatesa e pjekur në këtë enë; gatesa a diçka tjetër sa nxë kjo enë. *Tepsi e madhe (e vogël, e thellë). Tepsi bakri (alumini). Tepsia e bukës* tepsi që vihet mbi një fron dhe që shërben si tryezë buke. *Një tepsi me mish (me petulla). Një tepsi me grurë. Vallja e tepsisë* valle që luhet duke i rënë tepsisë si daulle. *Hëngrën një tepsi të tërë* hëngrën shumë.
• E bëri tepsi *di ç k a* e bëri shesh, e sheshoi (rru-gën etj.). E bëri të kërcejë (të luajë, të hedhë) valle në tepsi *dike* e detyroi të bëjë diçka edhe kundër dëshirës së tij, bëri si deshi me të.
TEPTIS *jokal,* ~I, ~UR *bised.* 1. *Vet. veto III.* Del jashtë me force, menjëherë dhe papritur, rrjedh a derdhet me vrull, vërshon, shpërthen. *Teptisën ujë-rat. Teptisi uji fushave. I teptisi gjaku. I teptisën lotët. Teptisi nafta.*
2. *zakon. veta III.* Vjen dikush papritur; del a shfaqet befas, ia beh. *Teptisën armiqtë. Sa ikën njëri, teptis tjetri.*
3. *vet. veta III fig.* 1. Shfaqet diçka me force të madhe, del jashtë me fuqi; shprehet me force të ve-çantë, shpërthen. *teptisi inati.*
4. *fig.* Nuk jam në rregull, dal jashtë rrugës së drejtë, shthurem; nuk e përmbaj dot veten, kërcej përpjetë. *Teptisi djali. Ç'teptis aShtu?*
5. *vet. veta III.* Zmbrapset shpejt, tërhiqet me force prapa (për armën). *Teptisi pushka.*
TEPTlSEM *vetv. bised.* Nuk jam në rregull, dal jashtë rrugës së drejtë( shthurem; nuk e përmbaj dot veten, kërcej përpjetë.
TEPTISJE,~ A, *bised.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve TEPTIS, TEPTlSEM. *Teptisje lotësh. Teptisje ndjenjash.*
TEQE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. Ndërtesë e veçantë për dervishët bektashinj ose për shehun, si edhe për ceremonitë fetare të një tarikati; manastiri a kuvendi i dervishëve bektashinj (në vendet ku vepron bekta-shizmi). *Teqe e vjetër. Babai i teqesë* i pari i një te-qeje. *Ishte pasuri (prone, tokë) e teqesë. Hëngri Çfjeti) në teqe.*
2- *fig. vjet.* Vend i shenjtë.
TER,~I *m.sh.* ~A, ~AT. 1. Dem. *Mbajti një ter. Theri terin. Lopa ntori ter.* 2. *përd. mb.* I patredhur. *Dem (buall) ter.*
*TERkal.,* ~A, ~UR. Thaj. *Teri çarçafët (këmishën). Teri lotët. Teri duhanin. E teri token era. Ter në diell (në zjarr, në erëj. E ndej për ta terur.*
•*k* Ia teri këmbët (opingat) *dikujt mospërf.* e vrau. Të ter potkonjtë është shumë i shkathët, të heq këpucët nga këmba.
TERAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Ka a dem i patredhur.
2. *përd. mb.* I patredhur. *Ka (cjap) terak.*
TERIK,~>E *mb.* I thatë, pa lagështi, pa ujë (për vendet e tokat). *Vend terak. Tokë terake.*
TERAPI,~A . *mjek.* Mjekimi i sëmundjeve të brendshme vetëm me barna ose me mënyra të tjera pa operacion; degë e mjekësisë që merret me studi-min dhe me përdorimin e këtij mjekimi. *Terapi shken-core. Terapia fizike* metodë shkencore shërimi a mjekimi, në të cilën përdoren lloje të ndryshme të ener-gjisë fizike, si energjia elektrike, termike, mekanike, e dritës etj. *Filloi terapinë.*
TERELIKE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Gjur-mashka prej cohe, prej meshini a prej pëlhure të trashë që mbahen në shtëpi.
TEREM *vetv.* 1. Thahem. *U terën rrobat. U ter kripa. U ter moçali. M'u ter goja (fyti, gjuha). V terën pas zjarrit.*
2. *fig.* Largohem, iki më të shpejtë, zhdukem; *Vet. veta III* mbetet pa njeri a pa gjë, shkretohet. *U ter rruga* s'ka me asnjeri në rrugë, mbeti rruga shkretë. *Iu ter gjumi (qetësia, gazij. Tern që këtej! mospërf.*
3. *fig.* Pushon, resht. *S"ishte terur lufta.*
*4. Pës. e* TER.
5. U ter në fytyrë u pre nga frika, nga tronditja e madhe etj.
TEREZI,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Peshore me
dy krahë të barabartë dhe me dy pjata, mbi të cilat në njërën vihen gurët e peshës e në tjetrën sendi që peshohet; peshore. *Peshoj në terezi.*
2. Baraspeshë. *Terezia e trupit. Terezi gjatë të-Vizjeve. Terezi në të ecur. Mbaj terezinë.*
3. *fig.* Të qenët si duhet, gjendje e rregullt e diçkaje a e dikujt; rregull në vendosjen e çdo gjëje në vend të vet, në kryerjen e një pune etj.; të qenët ashtu si duhet, të qenët në vete. *Vuri plaçkat e ghtë-pisë në terezi. E përdorte gjalpin me terezi. Harxhonte pa terezi. S'i ka punët në terezi. E ka punën në terezi. S'ka terezi në punë. S^'është në terezi. S'ka gjë në terezi. S'më duket në terezi ai. E solli në terezi.*
4. Mendje. *Të luan terezia e kokës. I është prishur terezia. I jepte rëndësi tapisëdhejo terezisë. keq. Doli çuni nga terezia.*
*5.* Ujësi i muratorit a i zdrukthëtarit. *vuri terezinë.*
•*k* Me terezi a) me kujdes të madh, pa e tundur; b) me ngadalë, me masë e me kufi, me kujdes, duke e menduar dhe duke e peshuar mirë. S'ka terezi a) s'pritet të ndodhë gjë, nuk ka sy të ndodhë diçka; b) s'ka ndërmend të bëjë diçka. Nuk prish terezinë (gjakun) *shih te* PRISH. S'e mat fjalën në terezi nuk e peshon fjalën mirë, flet pa menduar mirë. Është në terezi tjetër *euf. i* ka rënë sëmtlndja e tokës.
TEREZlT (TEREZIS) *leal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Ba-raspeshoj. *Terezit trupin. Terezite mirë!*2. I bie në shcnjë, e shpie mu në vendin që dua, ia mbaj pikërisht aty ku dua, e rregulloj mirë në she-një. *Tereziti pushkën. Ia tereziti në kokë {në zemër, në bark). Ia tereziti sipas hijes.*
3. E llogarit mirë masën e diçkaje, e mat a e ndaj me kujdes, e mataroj mirë, e harxhoj me kursim diçka, nuk e shpërdoroj. *E tereziti kafenë (sheqerin, vajin, gjalpin). E tereziti mishin për tërë javën. E terezit shuntë paranë ai.*
4. *fig.* E mendoj thellë, e peshoj mirë, e mat si duhet çdo hap që do të bëj; e bëj diçka duke u me-nduar mirë e panxitim. *E terezit mirë. Afjafte terezite!*
TEREZITEM *vetv, bised.* I. E mendoj thellë diçka, e peshoj mirë me mend, matem shumë para se të bëj diçka; mendohem e përqendrohem shumë kur bëj diçka, nuk nxitohem; kam ndër mend a matem të bëj diçka. *Terezite} t'i fliste.*
2. *Pës. e* TEREZIT.
TERË,~A. 1. Toka e thatë dhe e palëvizshme e bregut (në kundërvënie me ujin), stere. *Një e treta është terë, dy të tretat det. Luftoi në del dhe në terë.*
2. Ana e thatë e një cope tjegulle a e një rrase prej guri në lojan lagaterë; *kund.* lagë. *Tera e petës së gurit.*

TERI,~A. Koha kur ethet lopa; gjendja e lopes në këtë kohë. *ka rënë teria lopSs.*
TERIK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Terë, stere. *Dolën gjallë në terik.*
2. Vend i thatë, tokë pa lagështi, terinë. *Ai Vend është terik.*
3. *vet. nj.* Erë e lehtë dhe e thatë, që fryn zakonisht në pranverë e në verë, fllad. *Fryn teriku.*
TERINË,~A . *sh.* —A, ~AT. 1. Vend i thatë, tokë që s'mban lagështi, terik.
2. Tendë e përgatitur me kashtë ose me gjethe; strehë prej kashte, errethuar me gardh thuprash, që shërben për të mbajtur dhentë. *Terinat e stanit. Te-rina e çobanit. Terina e dhenve. Terinë me kashtë.*
3. Vend me diell dhe që e rreh era, ku ndejnë rro-bat. *Ndeu rrobat në terinë.*
TERITAL,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Fije sintetike, më të cilën bëhen stofra e pëlhura të ndryshme; stof a pëlhurë që është bërë me këtë fije. *Stof (fusion, kostum, fund, këntishë) teritali.*
TERJAK *ndajf. bised.* Ashtu si duhet, saktë. *Fol pak e terjak dhe jo shumë e për lumë. fj. u.*
TERJAQI, ~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* Njeri që është mësuar të pijë me rregull raki, verë, kafe, duhan etj., që e njeh mirë cilësinë e tyre dhe di t'i 2gjedhë e t'i shijojë; njeri i dhënë shumë pas tyre. *Terjaqi i madh (i vjetër). Terjaqi i rakisë. Terjaqi du-hani. Terjaqi pas kafesë. Terjaqi për Verë. Kafe për terjaqinj* kafe shumë e mirë; *S'jam terjaqi. E pi si terjaqi.*
TERJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Tharje. *Terja e te-shaVe. Terja e bërsive.*
TERK *mb.* Që i merret fryma, shpirraq (për kuajt). *Men frytnë (kollitet) si kale terk.*
TERM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Emërtim i për-caktuar mirë dhe i përpiktë i një nocioni të një fushe të shkencës, të teknikës, të artit, të jetës shoqërore etj., që shprehet me një fjalë ose me një togfjalësh;
fjalë ose togfjalësh, që shpreh një nocion të caktuar dhe që përdoret nga një grup i veçantë njerëzish të një profesioni. *Term shkencor (teknik, ushtarak). Term ndërkombëtar. Term i filozofisë (i botanikës, i fizikës, i kimisë, i gjuhësisë, i mjekësisë, i muzikës). Përdor një term. Kuptimi i termit.*
2. *mat.* Numër a gjymtyrë përbërëse e një raporti. *Termat e jashtëm (e brendshëm). Termat pasardhës (paraardhës).*
TERMAL,~E *mb.* 1. *vet. sh.* Që burojnë nga nën-toka, janë të ngrohta a të nxehta dhe përmbajnë mi-nerale (për ujërat). *Ujëra termale.*
2. Që ka ujëra të nëndheshme, të nxehta e mine-rale; që shfrytëzon këto ujëra për banja e mjekime. *Burime termale. Banjë termale.*
TERMË (i),~E (e) *mb.* I thatë, i terur. *Tokë e terme. Vend i termë.*
TERMËZAT,~I *m. sh.* TERMËZETËR, TERMË-ZETËRIT. Dem, ter.
TERMtK,~'E *mb.* Që lidhet me nxehtësinë, që mbështetet në veprimin e nxehtësisë a të energjisë së saj, që bëhet me ndihmën e nxehtësisë. *Burime termike. Furrë termike. Bymim termik. Energji termike. Përpunim (rrezatim, ndriçim) termik. Metoda termike. Pajisjet termike. Motor termik.*
TERMINOLOGJI,~A . *gjuh.* Tërësia e termave të një fushe të shkencës, të teknikës, të artit, të jetës shoqërore etj.; tërësia e termave të një gjuhe. *Ter-niinologjia politike (teknike, shkencore). Terminologjia popullore. Zhvillimi i terminologjisë në gjuhën shqipe.*
TERMINOLOGJIK,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me termat ose me terminologjinë; që përfshin termat e një fushe të caktuar. *Përdorim i ngushtë terminolo-gjik. Fjalor terminologjik. Leksiku terminologjik.*
TERMITE,~T . *vet. sh. zool.* Miza të mëdha si milingona, me trupin të mbuluar me një cipë, që rroj-në bashkë në vende të nxehta dhe ndërtojnë fole zakonisht nëpër drurë. *Termitet e mëdha. Fole termitesh.*
TERMO - *fjalëform.* Pjesë e parë e disa fjalëve të përbëra me kuptimin “që lidhet me nxehtësinë; që mbështetet në veprimin e nxehtësisë a të energjisë së saj, që bëhet me ndihmën e nxehtësisë; që i përket nxehtësisë, i nxehtësisë”; p.sh. termobërthamor, ter-morrcgullator, termosterilizim etj.
TERMOBËRTHAMOR;~E *mb.* I. Që lidhet me shndërrimin e bërthamës së hidrogjenit në bërthama të elementeve më të rënda në një temperature shumë të lartë dhe që shoqërohet me çlirimin e një sasie të madhe energjte. *Reaksion termobërthamor. Shpërthim termobërthamor.*
2. Që vepron në bazë të reaksioneve bërthamore; që bëhet me armë me shpërthim bërthamor. *Armë (bomba) termobërthamore. Luftë termobërthamore.*
TERMOCENTR4L,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Central që prodhon energji elektrike me lëndë djegëse. *Ter-mocentrali i uzinës (i kombinatit). Termocentrali i Fierit. Ndërtimi i termocentraleVe.*
TERMODINAMIKË,~A . *fiz.* Degë e fizikës që studion ligjet e shndërrimit të nxehtësisë në forma të tjera të energjisë, si edhe dukuritë që lidhen me ndikimin e saj në vetitë fizike të trupave. *Ligjet e t ermodinantikës.*TERMOMETËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. Vegël, që përbëhet nga një fushë e shkallëzuar dhe nga një gyp i hollë qelqi me një fole në fund të mbushur me zhivë ose me një lëng tjetër dhe që shërben për të matur temperaturën. *Termometër mjekësor. Termometër me zhivë (me alkool). Termometër muri. U thye ter-mometri. Termometri shënon 25°C. Vë termometrin. Mat me termometër.*
TERMOS,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Enë e posaçme me dy shtresa me hapësirë pa ajër në mes, që shërben për të ruajtur për një kohë të gjatë ujë, lëngje a ushqime në atë temperature, në të cilën i shtiem në *të. Termos uji (gjelle). Shtie çajin (kafenë) në termos. E mbaj në termos.*
TERPENTlNË,~A . Lëng pa ngjyrë, i tejdufc-shëm e i avullueshëm, me erë karakteristike të ngjash-mej me atë të pishes, që nxirret nga rrëshira e disa dru-rëve dhe që përdoret për pastrimin e njollave, në mjikësi, në kimi e sidomos për përgatitjen e bojërave të hdryshme.
TERPLOTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lopatë e gjei”ë prej druri, që përdoret zakonisht për të hedhur drithin në erë, kur duam ta pastrojmë; lopatë e vogël, e lugët, që përdoret për të marrë nga thesi a nga një enë tjetër sheqerin, miellin, orizin, kripën etj.
TERS,~E *mb. bised.* 1. Që të sjell gjoja prapësi, të këqija etj. *Numër ters. Ishte ters.*
*1.* Që shkon keq, që nuk shkon mbarë; jo i mbarë. *Ditë terse.*

3. Që bën prapësi, që nuk rri dot i qetë, i prapë; që nuk shkon mirë më të tjerët, i tillë, që s'merresh dot vesh me të. *Njeri ters. Është terse në gojë.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,3 të mbiemrit. *Ters i madh.*
• Tersi i Pojanit *thjeshtligj.* njeri që gjithnjë e për çdo gjë shfaq mosbesim, njeri që gjithnjë ndjell keq.
TERS *ndajf. bised.* 1. Keq, jo mbarë, jo mirë; *kund.* mbarë. *Filloi (shkoi, Vajti) ters puna (dita).*
*2.* Keq, mbrapsht, jo drejt, jo ashti- si është a si diihet, së prapi. *E kuptoi ters. Foli ters. la mori (per) ters fjalët. E kapi kalemi për ters dike* e kanë zënë keq me të, i bien me qafë e nuk e lënë të përpa-rojë. ^
TERSLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET *bised.* Prapësi. *Tersllëk i madh. U solli tersllëk. Bënte ters-llëqe.*
TERTIP,~I *m. sh.* ~E, ~ET *Vjet.* 1. Rregull që mbaj me në shtëpi, në punë, kur kryejmë një detyrë etj: *Grua me tertip. Shtëpi me tertip. Sillej me tertip.*
2. Paramendim, shestim, plan, marifet. *Punonte me tertip. Bëri tertip. la punoi me tertip. la Mori vesh tertipet.*
TERZl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Rrobaqepës.
TERR,~I *m.* Errësirë. *Terri i nates. Iku (u zhduk) nëpër terr. Erdhi për terr* erdhi nepër errësirë; erdhi në të errur, erdhi vonë. *Dolëm nga terri.*
TERRATIS *kal.,* ~A, ~UR. Errësoj, err. *E te-rratisi dhomën. la kishte terratisur sytë. la terratisi mendjen.*
TERRATlSE^ *vetv. Vet. veta III.* Errësohet, erret. *U terratis qielli. U terratis jashtë. M'u terratisën sytë. hi terratis mendja.*
TERREN,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Sipërfaqja e tokës, pjesa e sipërme e tokës; tokë, reliev; një cope tokë, truall. *Terren malor (fushor, kodrinor). Terren* i *hapur (i mbyllur). Terren i thyer (i vështirë). Terren i veshur (i zhveshur). Terren i forte. Terrenet sportive, sport. Pastruan terrenin.*
2. *përmb.* Ndërmarrjet e prodhimit të rrethit, koo-perativat bujqësore dhe institucionet lokale kundrejt qendrës dhe institucioneve qendrore; bazë. *Njeri i terrenit. Zbriti (shkoi) në terren.*
3. Qytetet dhe fshatrat ku zhvillonin veprimtari politike me popullin njerëzit e Lëvizjes Nacional-çlirimtare (gjatë Luftës Nacionalçlirimtare). *Shokët e terrenit. Ka punuar në terren.*
4. Fushë e veprimtarisë së njerëzve; fushë e ve-primit të diçkaje; truall. *Terreni politik (ideologjik, ekonomik). Ka terren të gjerë. Është terren konkret. FIapi terren të ri.*
5. Kushtet në të cilat lind diçka, rrethanat që e ushqejnë atë, mjedis; truall. *Përgatit terrenin. Gjeti terren të përshtatshënt.*
TERRlNË,~A. *sh.* ~A, —AT. Errësirë. *Terrinë e madhe. Terrina e nates, "ferrina mesjetare.*
TERRITOR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Hapësirë to-kësore e një shteti, e një vendi, e një krahine etj. brenda kufijve të caktuar; tokë. *Territori i Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë. Territori i kooperativës (i ndërmarrjes). Shkeli territorin e huaj. Hyri në territorin e një shteti tjetër.*
TERRITORIAL, ~E *mb.* 1. Që i përket një territori të caktuar, që lidhet a që ka të bëjë me një terri tor të caktuar; tokësor. *Hapësirë territorial. Kufijtë territorialë. Çështje territoriale.*
2. Që krijohet a që vepron në një territor të caktuar. *Çeta (batalione, formacione) territoriale.*
4rUjërat territoriale brez ujcrash të detit a të liqenit gjatë brigjeve të një shteti, që për-fshihet brenda kufijve të tij.
TERROHET *vetv. vet. veta III.* Errësohet, erret. *U terrua jashtë. I terroheshin sytë.*
TERROJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~CAR. Errësoj, err. *E terroi reja. la terroi mendjen.*
TERROR,~I m. Dhunë e egër, e pamëshirshme që zbaton një regjim shtypës a një organizatë reaksionare e kundërrevolucionare ndaj popullit e ndaj kundër-shtarëve të vet politike, për t'i frikësuar, për t'i nën-shtruar e për t'i asgjësuar keta edhe fizikisht. *Terrori fashist (nazist). Terrori i bardhë* dhunë kundër push-tetit revolucionar, që bëhet nga forcat reaksionare kundërrevolucionare. *Vale terrori. Regjim terrori.*
TERRORIST, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që përdor terrorin për të arritur qëllimet e veta; pjesëmarrës në veprime terroriste. *Terroristët fashistë (nazistë). Grup terroristësh.*
TERRORlST,~E *mb.* Që ka tiparet e një terrori, që bëhet për terror a me terror; që bën terror. *Akte (vepra, Veprimtari) terroriste. Organizatë terroriste.*
T^PRORIZËM,~MI *m. sh.* ~MA, ~MAT.
1. Zbatimii dhunës së egër e të pamëshirshme nga një regjim shtypës a nga një organizatë reaksionare e kundërrevolucionare ndaj popullit e ndaj kundërshta-rëve të vet politike, që arrin deri në asgjësimin fiziktë tyre; masa terrori; politikë terrori. *Terrorizëm i hapur.*
*1.* Terror. *Vale terrorizmi.* TERRORIZOHEM. *Pës. e* TERRORIZOJ.
TERRORIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Përdor dhunën e egër e të pamëshirshme ndaj popullit e ndaj kundërshtarëve politikë për t'i frikësuar, për t'i nën-shtruar e për t'i asgjësuar këta edhe fizikisht, bëj terror (për regjimet shtypëse e për organizata reaksionare e kundërrevolucionare). *Terrorizojnë fotëat patriotike. Terrorizojnë popullin.*
TERRTOHEM *vetv.* Errësohem, errem; ngrysem. *Terrtohet herët në dimër. U terrlua nga zemërimi.*
TESERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dokument i rën-dësishëm në trajtën e një libreze të vogël, që vërteton anëtarësinë e dikujt në një parti, në një organ izatë politikë a shoqërore. *Tesera e Partisë. Tesera e rinisë. Shpërndarja e teserave. Ndërrimi i teseraVe. Mori teserën.*
TESLIM *ndajf. bised.* I. Në dorë të një tjetri, në zotërim për ta ruajtur sipas marrëveshjes. *la la teslim, në dorë. E kam teslim, ia jap vetëm të zotit. E bëri (e dha) teslim diç k a.*
2. Ndore; në dorë të një tjetri. *Iu be teslim atij* iu dorëzua në besë. *Nuk iu be teslim armikut* nuk iu dorëzua armikut.
3. Në gjendje shumë të sëmurë, pothuajse pa frytnë. *U gdhi teslim.*
4. *përd. kallëzues.* Po ta lë në dorë, po ta dorë"zoj. *Teslim, merre dhe bëj f'të duash me të! Na, teslim, është jotja!*
TESPIÇE,~JA . Ëmbëlsirë me brume të trashë, të zënë me miell gruri, me sheqer, me gjalpë e m" vezë, që shtrohet në tepsi, piqet në furrë e përvëlohet me sherbet. *E ndau tespiçen në copa.*
TESPIHE,~T . *vet. sh.* Kokrra të vogla të rrum-bullakëta a rruaza prej qelibari, prej sedefi, prej druri etj., të shkuara në një fill, që i përdorin pleqtë për të kaluar kohën ose që i përdornin muhamedanët për të numëruar dhe për të shoqëruar lutjet fetare. *Një pale tespihe. Mbante tespihe.*

• Dredh (tund) tespihct (zinxhirin) *shih te* DREDH. Heq (numëron) tespihet *shih te* HEQ.

TESPROT,~I *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pje-sëtar i njërit prej fiseve ilire, që banonte në krahinën e Çamërisë së sotme. *Fisi i tesprotëve.*

TESQERE,~JA. *sh.* ~, ~TË *vjet.* 1. Fletë lirimi, që u jepej ushtarëve në kohën e pushtimit osman, kur mbaronin shërbimin ushtarak; lejëkalimi.

2. Fletë lajmërimi për dasmë a për vdekje. *Tesqeretë e dasmës (e vdekjes). I dërgoi një tesqere.*

• Mori tesqerenë *mospërf.* vdiq.

TESTAMENT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *drejt.* Dokument zyrtar që bën trashëgimlënësi, me anën e të cilit ai, me vullnetin e tij, i lë pas vdekjes pasurinë a sendet vetjake dikujt tjetër. *E la me testament. Ekanë testament.*

2. *fig.* Dëshirë që lë njeriu me fjalët e fundit para vdekjes; amanet.

3. *fet., vjet.* Dhiatë. *Testamenti i vjetër (i ri).*

4. *libr.* Vepër e rëndësishme, e shkruar nga një veprimtar shoqëror, nga një shkrimtar, nga një shkencëtar etj., zakonisht gjatë viteve të fundit të jetës, në të cilën pasqyrohen pikëpamjet e tij kryesore për fushën përkatëse. *Testament politik (poetik).*

TESTE,~JA I . *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Moshë e njëjtë, vërsë; brez njerëzish. *Testja jonë. Ishin të një testeje. Ishte si në testen tënde.*

*2.* Njerëz të një zanati, të një profesioni a të një niveli kulturor, njerëz të një shkalle a të një dore. *Ishin një teste. Ishte i testes sonë.*

3. Cilësi, Iloj, kategori (për pijet dhe sendet ush-qimore). *Testja e parë (e dytë).*

TESTE,~JA II *.sh.* ~E, ~ET. 1. Dhjetë cope të një lloji (luge, pirunj, thika, filxhanë etj.) të marra së bashku. *Bleu një teste pjata (filxhanë). U thye një pjatë nga testja.*

2. *krahin.* Shtypës hudhrash; qysqi për të shtypur kafenë në gur.

3. Filxhani ku fshihet unaza a diçka tjetër (në lojën e fllxhanëve a të kapuçave). *E gjeti testen.*

• I ra në teste e kuptoi ku ishte qëllimi, e kapi menjëherë, i ra në të, i ra në shenjë.

TESTEMBEL,~I *m, sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Eshtër e vogël në gjurin e bagëtive (përdoret në një lojë fëmijësh); ashik. *Luajnë me testembel.*

TESTËROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. E rrah a e sho-shit një çështje, e shqyrtoj. *E testëroi punën.*

TESH,~I *m. mjek.* Sifilis, gërdec. *ka rënë teshi. E fshiftë teshi! mallk.*

• Bar teshi *shih te* BAR,~I i.

TESHALARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rroba-larëae. *Punonte si teshalarëse.*

TESHASHlTË3,~I m. *sh.* ~, ~IT. Rrobashitës.

TESHATORE,~JA . . ~E, ~ET. Gardërobë.

TESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vet. sh.* Rrobat; veshjet, ndërresat. *Tesha të vjetra (të reja). Teshat e shtatit. Tesha pune. Varëse teshash. Lau (hekurosi, bëri gati) teshat. Bleu një pale tesha.*

2. *vet. sh.* Plaçkat e shtëpisë, orenditë. *Ka shumë tesha.*

3. *vet. nj.* Qime, plaçkë e vogël a lëmishte, që të hyn në sy. *hyri një teshë në sy.*

4. *vet. nj. krahin.* Agërshak. *U thye tesha.*

5. *vet. sh. hist.* Enë balte a sende të tjera, që i vi-heshin të vdekurit të varr.

• Shkoi tek teshat shkoi në varr, vdiq. Me tesha e kotesha *shih te* KOTESHA,~T.

TESHTlJ *jokal.,* ~VA, ~RË. Me del me vrull papritur e pa dashje ajri nga hunda e nga goja, zakonisht me stërpika pështyme e me një zhurmë të veçantë, kur kam rrufë a jam ftohur ose kur kam ndonjë ngacmim në hundë. *Teshtiu fort (disa here).*

TESHTlMË,~A . . ~A, ~AT. Dalja e ajrit me vrull. papritur e pa dashje nga hunda e nga goja, zakonisht me stërpika pështyme e me një zhurmë të veçantë, kur kam rrufë a jam ftohur ose kur kam ndonjë ngacmim në hundë; zhurma karakteristike kur teshtijmë. *Kam teshtima. E mbytën teshtimat.*

TESHTlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes TESHTIJ.2. Teshtimë.

TETANIK,~E *mb.* 1. Që ka lindur në muajin e tetë dhe që zakonisht nuk rron (për fëtnijët dhe për disa kafshë). *Fëmijë (djalë) tetanik.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Lindi një teianike. Lopa polli dy tetanikë.*

TETANOS,~I m. *mjek.* Sharrëz. *Ka tetanosin. Bëiri gjilpërën kundër tetanosit.*

TETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* 1. Ushtar i da-lluar, që ndihmonte nënoficerin në detyrat e tij dhe qëjmbante në supore një shirit të posacëm (në ushtrinë tone në vitet e para pas Çlirimit).

2. Grada më e ulët, e cila i jepet atij që komandon një skuadër; ushtari me këtë grade (në ushtritë që kanë grada).

TETË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Shifra tetë (8); sasia që shënohet me këtë shifër. *Shkruaj tetën. Mbledh dy teta. Heq tre nga teta.*

2. Send a njeri që shënohet me shifrën tetë. *Teta spathi (në letra). Teta shënoi gol. sport.*

3. Nota tetë (8) në sistemin shkollor të vlerësimit të dijeve me dhjetë nota. *Mori (një) tetë. I vuri tetë. I doll mesatarja tetë.*

TETË *num. them.* 1. Numri që vjen menjëherë pas shtatës dhe që shënon një sasi të barabartë me shtatë edhe një. *Tetë veta. Tetë here. Tetë ore (ditë, javë, muaj, vjet). Në orën tetë. Tetë edhe tetë. Tetë here tetë. Tetë të dhjetat. E ndarë në tetë pjesë. E pjesëtoj për tetë (me tetë).*

*2. përd. num. rresht.* I tetë. *Në dhomën (në radhën) tetë.*

*it* Iabëri tetëmedy rf( Ar;y *t thjeshtligj.* iamblodhi, e bëri zap. I shkojnë tetë (shtatë) në qase *shih te* SHTATË. Java shtatë, ai tetë *shih te* JAVË,~A.

TETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit tetë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj., që vjen menjëherë pas të shtatit. *Radha (banka) e tetë. Dita (Java) e tetë. Muaji (viti) i tetS. Klasa e tetë.*

*2. përd. em. f.* Një nga tetë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e teta. Pesë të tetat.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *Doli i teti. Ishte në të tetin* ishte në muajin e tetë të barrës. *E teta A (B)* klasa e tetë A(B). *Mbaroi të tetën* mbaroi klasën e tetë.

TETËDHJETË *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me tetë here dhjetë ose me shta-tëdhjetë edhe dhjetë. *Tetëdhjetë veta. Tetëdhjetë ditë. Tetëdhjetë vjeç.*

2. *përd. num. rreshtor.* I tetëdhjetë. *Dhoma (kabina) tetëdhjetë. Në kilometrin tetëdhjetë. Vitet tetëdhjetë* dhjetëvjetëshi i nëntë i një shekulli.

TETËDHJETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit tetëdhjetë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Radha e tetëdhjetë.*
*1. përd. em. f.* Një nga të tetëdhjetë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e tetëdhjeta. Pesë të tetëdhjetat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.
4. *si em. f. vet. sh.* ~AT (të). Periudhë prej tetëdhjetë vjetësh si moshë. *mbushi të tetëdhjeiat.*
TETËFAQËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *gjeom.* Trup gjeometrik që ka tetë faqe. *Vëllimi i tetëfaqëshit.*
TETËKEMBËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Butak deti pa guaskë, me trup të mbledhur si qeskë, të butë e pa hala, me tetë krahë, me ventuza e me dy sy të mëdhenj, që lëshon një lëng të zi për t'u mbrojtur; likurishtë, oktapod.
TETËKËNDËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *gjeom.* Figure gjeometrike, që ka tetë brinjë e tetë kënde. *Brinjët e tetëkëndëshit. Sipërfaqja e tetëkëndëshit.*
TETËKËNDËSH,~E *mb.* Që ka tetë brinjë e tetë kënde, që ka trajtën e një tetëkëndëshi. *Pllakë tetë-këndëshe.*
TETËMBËDHJETË *num. them.* 1. Numri që vjen menjëherë pas shtatëmbëdhjetës dhe që shënon një sasi të barabartë me shtatëmbëdhjetë edhe një. *Tetë-mbëdhjetë veta. Tetëmbëdhjetë ditë. Tetëmbëdhjetë kilometra. Tetëmbëdhjetë lekë. Tetëmbëdhjetë vjeç. E ndau në tetëmbëdhjetë pjesë.*
2. *përd. num. rresht.* I tetëmbëdhjetë. *Godina (pa-llati) tetëmbëdhjetë. Në kilometrin tetëmbëdhjetë. Në faqen tetëmbëdhjetë.*
TETËMBËDHJETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit tetëmbëdhjetë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj. *Radha e tetëmbëdhjetë. Ditën e tetëmbëdhjetë.*
*1. përd. em. f.* Një nga të tetëmbëdhjetë pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e tetëmbë-dhjeta.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.
TETËMCAJSH,~E *mb.* Që ka mbushur tetë muaj, që ka një moshë prej tetë muajsh. *Fëmijë tetëmuajsh.*
TETËQIND *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me tetë here njëqind. *Tetëqind veta. Tetëqind vjet. Tetëqind faqe. Tetëqind pjesëtuar për dy (me dy).*
*2. përd. num. rresht.* I tetëqindtë. *Kabina tetëqind. Në faqen tetëqind.*
TETËQINDTË (i, e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit tetëqind në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj.
2. *përd. em. f.* Një nga të tetëqind pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e tetëqindta.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.
TETËRROKËSH,~E *mb.* 1, Që është i përbërë nga tetë rrokje. *Fjalë tetërrokëshe. Varg tetërrokësh.*
2. *si em.* ~, ~I *m.sh.* ~A, ~AT *let.* Varg i përbërë nga tetë rrokje. *Tëtërrokëshi në poezinë popullore. Përdor tetërrokëshin.*
TETËSH,~E *mb. bised.* Që përbëhet e tëra nga tetë njësi ose që ka një pjesë me tetë njësi. *Tel tetësh* tel me tetë fije. *Strofë tetëshe* strofë me tetë vargje. *Note tetëshe. muz,*
TETËSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grup i përbërë nga tetë qenie ose sende. *Tetëshja e pare.*
TETËVJEÇA^R,~E *mb.* 1. Që zgjat tetë vjet; që kryhet brenda tetë vjetëve. *Shkollë tetëvjeçare. Periudhë tetëvjeçare. Plan tetëMjeçar.*2. Që është tetë vjeç. *Djalë tetëijeçar. Vajzë tetë-vjeçare.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. për *te-tëvjeçarët.*
4. *si em.* ~E, ~JA. *sh.* ~E, ~ET *bised.* Shkolla tetëvjeçare. *Mësues i tetëvjeçares. Nxënësit e tetëvje-çares. Kreu tetëvjeçaren.*
TETO,~JA. *sh.* ~*,* ~T. 1. Motra e nënës, tezja. *Shkoi tek tetoja. Erdhi tetoja.*
2. *fëm.* Përdoret nga fëmijët, zakonisht para një emri të përveçëm, për të thirrur me nderim një grua. *Teto Rina!*
TETOR,~I *m.* Muaji i dhjetë i vitit, që vjen pas shtatorit; vjeshta e dytë. *Ditët e tetorit. Shirat e te-toril. Revolucioni i Tetorit. Ka lindur në tetor. Tetori ka tridhjetë e një ditë.*
TETORËSH,~E *mb.* 1. Që zgjat tetë ore, që kryhet brenda tetë orësh. *Dita tetorëshe e punës. Punë tet-orëshe.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Periudhë kohe që zgjat tetë ore; kohë pune prej tetë orësh në ditë, që sigurohet me ligj; e drejta për të punuar tetë ore në ditë. *E drejta e tetorëshit. Shfrytëzimi i tetorëshit. Mbaroi tetorëshi. Punoi jashtë tetorëshit. Luftojnë për tetorëshin.*
TETRACIKLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjek.* Antibiotik i fuqishëm, zakonisht në hape.
TEVATUR,~I m. *vjet.* 1. Fjalë të shumta që thuhen poshtë e jart ose zhurmë që bëhet për një njeri a për një çështje. *U be tevatur i madh. Ç'është gjithë ky tevatur?!*
2. *drejt.* Dëshmim para gjyqit i disa vetëve të pa-anshëm për ato që kishin dëgjuar a që thuheshin në popull rreth çështjes që shqyrtohej. *Benin tevatur.*
3. *përd. ndajf.* Gojë pas goje, duke u thënë poshtë e lart. *E kishte dëgjuar tevatur.*
TEVEQEL,~E *mb. bised., keq.* 1. Që është pak i metë nga mendja; që i merr gjërat me mendjelehtësi; jo i zgjuar, i trashë, që nuk i kap gjërat shpejt, që nuk ia pret, budalla.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'paska qenë ai teveqel?!*
TEVLIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dru i përkulur, që i vihet kaut në qafë për ta mbrehur në zgjedhë; kular. *vuri tevlikun kaut.*
TEZAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Djali i motrës së nënës, djali i tezes. *Ka dy tezakë. Jemi tezakë.*
TEZE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Motra e nënës. *Eja tek tezja!*
TEZEMAT)HE,~JA . Motra e gjyshes (nga nëna ose nga babai).
TEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *logj.* Gjykim a parim, vërtetësia e të cilit duhet provuar e duhet tre-guar; pikëpamje a ide, që shtrohet si e vërtetë dhe mbrohet me anë të disa argumenteve. *Shtroi (para-shtroi) tezën. Paraqiti (mbrojti, mbështeti, argutnentoi) një tezë.*
2. Përfundim teorik, që nxirret nëpërmjet përfun-dimit shkencor të disa të dhënave dhe që jep në më-nyrë të përmbledhur një ide; *kryes. sh.* idetë a parimet themelore të një ligjërate, të një leksioni, të një kon-
gresi a të një vepre. *"Tezat e Prillit>i të Leninit. Tezat e raportit (e fjalimit). Botimi i tezave.*
TEZGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Tryezë e veçantë, e gjatë dhe e hapur përpara, që vendoset brenda ose jashtë dyqanit dhe mbi të cilën vihen mallrat që shiten; pjesë e hapur e karrocës së dorës për të shitur plaçka a ëmbëlsira. *Shiste me tezgë. Doli me tezgë. Vuri mallrat në tezgë. E kishte mbushur tezgën plot.*

2. Përdorëse e përbërë prej disa dërrasash të mbër-thyera në dy drunj, që mbahet nga dy veta për të mbar-tur dhe, pleh, gurë, gëlqere a sende të tjera në largest jo të mëdha. *Tezgë e madhe (e vogël, e lehtë, e rëndë). Mbushi Çzbrazi) tezgën.*
3. Shtrat i posaçëm prej pëlhure a prej doku të forte, me dy drunj të gjatë anash, që përdoret nga dy veta për të mbartur njerëz të sëmurë, të plagosur a të vdekur; vig, shkalc. *E prune Çe çuan) me tezgë. E sjellshin me tezgë! mallk.*
TEZGJAH,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vegël prej druri ose makinë e posaçme me pajisjet e nevojshme që përdoret për të endur pëlhurë, stof, qilima etj.; vegjë, avlëmend. *Tezgjah druri. Krehri i tezgjahut. Reparti i tezgjahëVe. Punëtorja e tezgjahut. Pëlhurë tezgjahu. Punoh me gjashtëmbëdhjetë tezgjahë.*
2. Kudhër e madhe, mbi të cilën kovaçi rreh me çekan hekurin e skuqur.
3. Tryeza e punës e zdrukthëtarit, e xhokaxhiut etj.
4. *krahin.* Enë druri si shishe, me grykë të ngushtë, ku futin kafenë menjëherë sapo e pjekin. *Vari tez-gjahun në mur.*
5. Cope lëkure nga druri i qershisë, më të cilën i bien çiftelisë. *Tezgjahu i çiftelisë.*
TEZGJAHISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Punëtore e përgatitur, që punon në makinën e tezgjahut. *Tez-gjahiste e dalluar. Tezgjahistet e kombinatit. Brigada e tezgjahisteve. Kurs për tezgjahiste.*
TEZGJERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Tezgë, shkalc. *Mbanin gurë me tezgjere. E çuan në spital me tezgjere.*
TË i Trajtë e shkurtër e përemrave vetorë të vetës së dytë në rasën dhanore e kallëzore të numrit njëjës. *Të pashë nga larg (ty). Të fola (ty). Të thashë një here (ty).*
TË ii *përem.* Trajtë e shkurtuar e përemrave vetorë e dëftorë ai, ajo, në rasën kallëzore; atë (në bashkëvajtje me parafjalë). *E pashë me të. Folëm për të. E mora pa të.*
• I ra në të (në fije, në fill) *shih te* FIJE,~A. Nuk është në të nuk është në vete, nuk musht5 në rregull. Ska gjë në të nuk i ka punët në vijë; e ka gabim.
TË in. I. Nyjë e përparme e gjinisë mashku-llore a femërore në numrin njëjës ose shumës tek emrat e rases gjinore, tek emrat e mbiemrat e nyj-shëm, te mbiemrat e emërzuar, te numërorët rreshtorë dhe te disa përemra; nyjë e përparme e emrave prej-pjesorë të gjinisë asnjanëse. *Nxënësve të shkollës sonë. Punonjësve të institutit tone. Vajzave të fshatit tone. Qytetit të ri. Të dashur shokë! Të parët në punë. Djem\ie të tij (të Saj, të vet). Njerëz të tillë. Të dhëna të përpikta. I foli më të butë. Procesi i të menduarit.*
2. Nyjë e përparme me kuptimin e përemrave pro-norë të vetës së tretë, e cila përdoret me emra që shënojnë njerëz sipas lidhjeve të gjakut, sipas lidhjevefamiljare etj.; të tij, të saj. *tha të birit (të vëllait, të vjehrrit, të shoqit, të nipit. të kushëririt, të kunatit). Ua la trashëgim të bijve (të bijave, të vëllezërVe). la ktheu (ia dha) të zotit.*
TË iv 1. Nyjë e pasme e mbaresë shquese e shumësit të emrave (sot në një varg rastësh edhe në trajtën -t; p.sh. miq-të, kala-të, vëllezërit, mo-trat, Iisa-t, gurë-t, toka-t etj.).
2. Nyjë shquese për emrat asnjanës prejpjesorë (sot në trajtën -t; psh. të hyrët, të dalët etj.); *vjet.* nyjë shquese për emrat asnjanës (p.sh. ballë-t, mjaltë-t, ujë-t etj.).
TË v - Pjesëz trajtëformuese, që shërben për të ridërtuar kohët e ndryshme të mënyrës lidhore dhe të së ashtuquajturës mënyrë lidhore-habitore të foljeve. *Me mirë të vete Vetë. Të jetë edhe ai. Të flasin të gjithë ! Të mblidhemi një here së bashku. Të mos e harrojmë këtë. Duhet të vish edhe ti. Të kishte ardhur me pare! Të paskësha qenë dhe unë!*
TËBANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kasolle e vogël që ngrenë barinjtë në slanet ku bjeshkojnë; vatha e dhenve gjatë verimit të tyre në bjeshkë; bun; kasolle. *Tëbanat e bjeshkëve. Futi dhentë në tëbanë.*
ʹTËHARR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shkul a heq barërat e këqija në arat e mbjella më të lashta, në kopshte etj.; pastroj të lashtat nga barërat e këqija; harr. *Tëharrën gritrin. Tëharrën arën.*
*2.* Rralloj misrin a bimët e tjera; krasit hardhinë a pjë pemë tjetër; kij; harr. *Tëharrën misrin. Tëharrën rrushin (vreshtin, pemët).*
3. *fig.* Heq nga një shkrim ose nga një vepër le-trare pjesët e dobëta a të tepërta, e kreh; e shkurtoj diike e pastruar nga gjërat e tepërta e pa ylerë. *E të-hdrri romanin (dramën). E tëharri punimin (tekstin mësimor, programin).*
TËHARRET. *Pës. e* TËHARR.
TËHARRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1, Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TËHARR, TËHARRET. *Tëharrja e grurit (e misrit). Tëharrja e barëraVe të këqija.*
2. Bimë misri e vogël që shkulet nga ara gjatë rra-llimit, bitër, rrallesë, harrje. *Mbledh (grumbulloj) tëharrjet. U hedhin qeve tëharrje.*
TËHlDHET *Vetv., pavet.,* TËHODH (u), TËHE-DHUR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit Vetor në r. dhanore).* Me teket. *Iu tëhodh për një kafe (për një, raki).*
TËHOLL *kal,* ~A, ~UR. I. Hap brumin me petës për ta bërë petë të holla për byrek, për bakllava etj.; hap a holloj petë, bëj petë. *Tëholl petët.*
*1. fig. bised.* Ia them a ia tregoj dikujt diçka me shumë hollësi, zakonisht duke dhënë edhe mendimin tim; e stërholloj, e holloj, e tjerr gjatë diçka. *E tëholli punën (muhabetin).*
TËHOL,LET. *Pës. e* TËHOLL.
TËHOLLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Shkop i gjatë, i rrumbullakët dhe i lëmuar, që përdoret për të holluar petët e byrekut, të bakllavasë etj.; petës. *Hollojnë me tëhollës.*
TËHOLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Hollim. *Tëho-llimi i petëve. Tëhollimi i mendjes. Tëhollimi i punë-*
*ye.* i '
TËHOLLOHEM \>*etv.* Hollohem. *ishte tëholluar qafa.*
TËHOLL OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Holloj. *E tëholloi dërrasën. I tëholloi petët. E tëholloi zërin. E tëholloi brumin me një.*
TËHOLLUAR (i,e) *mb.* I holluar. *Pe i tëholluar.*
TËHU *ndajf. bised.* 1. Prej andej këtej, nga ajo anë në këtë anë, në anën ku ndodhemi; në këtë drejtim, drejt nesh; *kund.* tutje. *Eja (afrohu) tëhu! Bëri (erdhi) me tëhu! Shih tëhu! Shkon (ecën, lëviz) tutje e tëhu.*
*2.* Që nga ajo kohë e këtej, që nga ajo kohë e me vonë, pas asaj kohe. *Që nga Çlirimi e tëhu.*
TËHUAJ *kal.,* ~TA, ~TUR. E largoj dike nga vetja duke u sjellë ftohtë me të, e mbaj larg një të afërm timin, nuk e afroj, e bëj si të huaj, e ftoh. *E tëhuajti të vëllanë. E tëhuajtën nga prindërit.*

TËLANDËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT. Grumbull sendesh a gjërash të lidhura bashkë me një litar, me një kulpër etj.; vandak. *Dy tëlandra të mëdha. Tëlandër drush.*

TËLARA,~T. \>*et. sh.* Ujëra të fëlliqura, që dalin nga larja e shpëlarja e enëve të shtëpisë, lëtyrat, të larat. *Derdhi tëlarat.*

TËLASHTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tokë e mbjellë me t-i lashta. *Vijat e tëlashtores.*

TËLYEN,~I *m.* Gjalpë.

TËMBËL,~LI *m.* 1. *anat.* Fshikë'z e ngjitur me mëlçinë e zezë, e mbushur me një lëng shumë të hidhur me ngjyrë të verdhë në të gjelbër, i cili kullon në zorrë dhe ndihmon për të tretur ushqimet; lëngu i kësaj fshi-keze, vreri. *Fshikëza (qeska) e tëmblit. Ka gurë në tëmbël. Vuan nga tëmbli. I plasi tëmbli. Ishte i hidhur si tëmbli.*

*2. përd. mb.* Shumë i hidhur, helm. *E kam gojën (gjuhën) tëmbël.*

• Me plasi tëmblin *dik ush a diçka shih te* PLAS.

TËMBËL,~LA . *kryes. sh.* ~LA, ~LAT. Ëm-
bëlsirë. *Bëri një tëmbël. I pëlqejnë tëntblat.*

TËMOTJE,~T . *vet. sh.* Zahire për gjithë vitin. *Vuri tëmotje.*

TËMTH,~I *m. kryes. sh.* ~A, ~AT *anat.* Secila nga dy pjesët e sipërme anësore, të sheshta ose pak të futura, të kokës së njeriut, që ndodhen përtej vetulla-ve ndërmjet ballit, faqeve dhe veshëve. *Tëmthi i djath-të (i majtë). Tëmthat e kokës. E goditi (e qëlloi) në tëmth. Me rrahin tëmthat. Shtrëngonte tëmthat. I ishin thinjur tëmthat. I dalçin (i plaçin) tëmthat! mallk.*

*{:* I janë fryrë tëmthat *shih te* FRYHEM. Ia nxori (ia qiti) tëmthat *dikujt* bën shumë zhurmë, bërtet a thërret më të madhe sa e mërzit shumë dike. Me plasën tëmthat *shih te* PLAS. E vura gishtin në tëmth u mendova mirë, i vura gishtin kokës.

TEND. *Gjin., dhan., kallëz., rrjedh.* e *përem. pron.* YT. *Librin lend. Është për vëllanë tend. Ia dhashë shokut tend.*

TËNDE. *Kallëz.* e *përem. pron.* JOTE. *Bëre detyrën tënde. Në shtëpinë tënde. për të mirën tënde.*

TËNGË,~A . Peng. *E la tëngë. I lidhur me tëngë*që ka marrë diçka, pasi ka lëoë peag një gjë. *mbeti tëngë. E ka tëngë në zemër.*

TËRBIM,~-I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptiraeve të foljeve TËRBOJ, TËR-BOHEM.

2. *veter., mjek.* Sëmundje e rëndë e kafshëve dhe e njerëzve, që ngjitet me anë të kafshimit nga Icafsha e sëmurë, që sjell tkurrje të forta të muskujve e pa-ralizë dhe që zakonisht shkakton ngordhjen ekafshës ose vdekjen e njeriut të sëmurë. *Mikrobi i tërbimit. Vaksina kundër tërbimit. E zuri tërbimi. Vdiq nga tër-bimi.*

3. Zemërim shumë i madh e i papërmbajtur. *Foli (u përgjigj) me tërbim.*

4. *fig.* Vrull i papërmbajtur, furi; shpejtësi e ma-dhe, rrëmbim. *Luftuan me tërbim. U hodhën me tërbim kundër armikut. Sulmoi me tërbim. Erafrynte me tërbim.*

TËRBOHEM *vetv.* 1. Me zë sëmundja e tërbimit, sëmurem nga tërbimi. *Ishte tërbuar qeni (lopa).*

*1.* Zemërohe,m aq shumë me dike a me diçka sa nuk përmbahem dot me, bëhem si i marrë a si i tërbuar nga inati. *V tërbua kur e dëgjoi. Do të tërbohet kur ta marrë Mesh. U tërbua fare. Le të tërbohen ar-miqtë!*

3. *fig.* Bëhem i papërmbajtur në shfaqjen e kër-kesave a të tekave; bëhem i shfrenuar në sjellje e në veprime, harbohem; llastohem a përkëdhelem tej ma-sës. *Jane tërbuar nga të mirat. U tërbua fëmija nga për-këdheljet e tepërta. Ishte tërbuar pas grave (pas burrave).*

4. *vet. vela III fig.* Rritet tej mase, zhvillohet shumë, harliset (për bimët). *U tërbua bari (duhani). U tërbuan fasulet nga shiu (nga plehu).*

5. *vet. veta III fig.* Lëviz a shpërthen me vrull e me force, vërshon pa u përmbajtur, lëshohet me rrëmbim. *U tërbua era (murrlani). U tërbuan dallgët. U tërbua deti (oqeani, lumi).*

TËRBOJ *kaf.,* ~OVA, ~CAR. 1. edhe *jokal.* Me zë sëmundja e tërbimit, sëmurem nga tërbimi, tërbohem. *E tërboi vapa qenin. Tërboi një lopë. E kafshoi qeni dhe tërboi.*

2. E zemëroj aq shumë dike sa nuk përmbahet dot, e ngacmoj shumë sa nuk di me ç'bën, e bëj si të tërbuar, e bëj të mos e përmbajë me veten. *Na tërboi kjo zhurmë. E tërboi me ato që i tha. Kjo i tërboi push-tuesit (armiqtë).*

3. *fig.* E përkëdhel dike tej mase, duke ia plotësuar të gjitha dëshirat a kërkesat, e bëj që të mos përmbahet në dëshirat a në tekat e tij, e harboj. *E tërboi vetë djalin (vajzën). E kanë tërbuar të mirat.*

4. *jokal. fig.* Bëhem i papërmbajtur në shfaqjen e dëshirave a të tekave; sillem si i tërbuar, harboj; hedh shkelma. *Tërbuan kuajt (qetë). Tërboi nga të mirat. Tërbon kot.*

5. *Vet. veta III.* Me ngacmon shumë diçka sa mezi e duroj; me bën të mos e duroj dot. *Na tërboi kjo raki (kjo uthull). Jane kumbulla të tharta, të tërbojnë,*

TËRBORË,~A . *krahin.* Tërbim. *Ka tërborën. E zuri tërbora.*

TËRBCAR (i,e) *mb.* 1. Që e ka zënë sëmundja e tërbimit, i sëmurë nga tërbimi. *Qen i tërbuar. Njeri i tërbuar. Hyri (erdhi) si i tërbuar.*

*2.* I zemëruar aq shumë me dike a me diçka sa auk e përmban dot vetea, që është bërë si i marrë
nga inati, shumë i egërsuar. *Armik (kundërshtar) i tërbuar.*

3. *fig.* I papërmbajtur në shfaqjen e dëshirave a të tekave; që sillet e vepron në mënyrë të papërmbajtur, i shfrenuar, i harbuar; i Uastuar a i përkëdhelur tej masës. *Fëmijë i tërbuar.*

4. *fig.* Që lëviz a shpërthen me vrull e me force, që vërshon pa u përmbajtur, që lëshohet me rrëmbim; që ka dallgë të mëdha e të furishme. *Erë e tërbuar. Tufan i tërbuar. Det (oqean) i tërbuar.*

5. *fig-* Që është i përgjakshëm e shumë i ashpër; që bëhet pa mëshirë, i egër, mizor, barbar; që bëhet me tërbim. *Luftë e tërbuar. Sulm i tërbuar. Fushatë (garë) e tërbuar. Terror i tërbuar.*

• L'jë i tërbuar *shak.* raki.

TËRË *pakuf.* 1. Që është në tërësinë e tij, pa i hequr a pa i përjashtuar asnjë pjesë, pa lënë jashtë asgjë, i gjithë, i plotë, jo i pjesshëm. *Tërë bota (vendi, kra-hina, fshati, lagjja). Tërë shkolla. Tërë njerëzit (po-pulli, shokët, nxënësit). Tërë ditën (natën, javën, muajin, vitin). Tërë kohën. Tërë jetën. Tërë ate ditë (ate natë, ate kohë). I thirri tërë miqtë. E kam me tërë mend. E hëngri tërë bukën (gjellën). E piu tërë gotën (qumështin, ujin). E shtyu me tërë fuqinë.*

2. Përdoret pranë një përemri dëftor për të treguar shkallën më të lartë të një tipari; gjithë. *Tërë ajo punë. Tërë ai gëzim. Tërë ato të mira.*

3. *përd. ndajf.* Përdoret në trajtën e pashquar të një emri në kuptimin “krejt, piot; gjithë”. *Erdhi tërë gëzim (tërë qejf). Ishte tërë inat. Vendi ishte tërë bar (Me). Mishi ishte tërë kocka (dhjamë). E kishte fytyrën tërë preka. Ishte bërë tërë gjak (baltë, djer-së).*
4. *përd. pj.* Krejt, njësoj si dikush tjetër nga ve-titë fizike a morale; gjallë, gjithë. *Ishte tërë i ati (i vëllai). Ishte tërë e ëma (e ntotra).*
• Me tërë forcën (me force) *shih te* FORCË,~A. Me tërë (me plot) kuptimin e fjalës *shih te* FJALË,~A. E kam me tërë (me gjithë) mend *shih te* MEND,~TË. Tërë (gjithë) sy e veshë *shih te* SY,~RI.
TEIRË,~A (e) . 1. *filoz.* Kategori filozofike që pranon bashkësinë e sendeve e të dukurive, të cilat janë në lidhje të ngushtë e të qëndrueshme ose që pranon njësinë e dukurive gjatë zhvillimit nga një shkallë në tjetrën. *Pjesa dhe e tëra. Nga e pjesshmja tek e tëra. Bota është një e tërë organike.*
2. Diçka e plotë, diçka e tërë dhe e pandarë, tërësi. *E hoqi (e shkëputi, e ndau) nga e tëra. E ndau të tërën në katër pjesë. Një e tërë ka dy gjysma.*
TËRË (i, e) *mb.* 1. Që merret i plotë e i pandarë, që përbën një tërësi të pandarë, jo i pjesshëm; që është në tërësinë e tij, pa i hequr a pa i përjashtuar asnjë pjesë, pa lënë jashtë asnjë; i gjithë. *Numër i tërë. Njësi e tërë. Shumë e tërë. Bota e tërë. Fshati i tërë. E tërë toka (krahina, ara, fusha). Një ditë (një javë, një muaj) të tërë. Me vite të tëra. Erdhën të tërë. Të tërë janë gati.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *U prish i tëri. U ngrit i tëri në këmbë. Populli votoi i tëri. U përqendrua e tëra. Shfrytëzohet e tëra.*
•*k* Mbaroi më të tëra humbi gjithçka, nuk i mbeti asgjë, mori fund.
TËRËFUQlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka fuqi të pakufizuara, i plotfuqishëm.TËRËSEJ *ndajf. bised.* Fund e krye, krejt, gjithë; gjithsej. *Na e tregoi tërësej bisedën. Bëjnë tërësej një-qind lekë.*
TËRËSf,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Grup sendesh a dukurish të një lloji, që lidhen ngushtë ndërmjët tyre dhe tnerren së bashku si një e tërë e pandarë ose si një njësi e vetme. *Tërësia e sendeve (e dukurive). Tërësia e ngjarjeve. Tërësia e arritjeVe. Tërësia e pro-blemeve. I parë (i kundruar) në tërësinë e vet.*
*2.* Të qenët një e tërë e vetme, të qenët një e tërë e pandarë dhe e paprekshme; vetia e asaj që përbën n[jë të tërë të vetme. *Tërësia tokësore. Tërësia e kul-ttirës. Ruajtja e tërësisë.*
• Në tërësi në përgjithësi, në vija të trasha.
TËRËSlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Tërësor.
TËRËSlSHT *ndajf* 1. Në mënyrë të plots a tërë-sore, duke e marrë të gjithë, plotësisht, krejt; pa asnjë përjashtim. *Tërësisht dhe pjesërisht. Zhvillohet tërësisht. E trajtoi çështjen tërësisht. I plotësoi tërësisht detyrat. I miratuan tërësisht vendimet.*
*X.* Kryekëput, me gjithçka, plotësisht, krejt. *lu kushtua tërësisht punës. Është dhënë tërësisht pas stu-dimeve (pas ntuzikës, pas pikturës). Përqendrohem tërësisht.*
TËRËSOR,~E *mb.* Që përfshin të gjitha anët a pjesët e diçka je, që përfshin të gjithë a gjithçka; që është si një njësi, i plotë; i gjithanshëm, i përgjith-shëm. *Zhvillinti tërësor i ekonomisë. Sistemi tërësor i arsimit. Sistemi tërësor i çështjes. Në mënyrë tërësore.*
TËRFIL,~I *m. bot.* Bimë barishtore me kërcell të drejtë e të nolle, me degëza të vogla që kanë në krye tri gjethe së bashku në trajtë zemre, me lule të vogla në ngjyrë të kuqe, të trëndafllté, të yerdhë a të badhë, që lulëzon në muajt qershor-korrik dhe që mbillet e përdoret si ushqim me vlerë për bagëtinë ose për të pasuruar token. *Tërfil i kuq (i bardhë, i verdhë). Tërfil i egër. Tërfili i livadheve (i fushave). Gjethet e tërfilit. Mbjellin tërfil. Korr tërfilin.*
TËRFILISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe ~Ë,
~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e mbjellë me tërfll, vend me tërfil.
TËRFILORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Are e vogël, e mbjellë me tërfil; tërfilishte jo shumë e madhe.
TËRFURCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Patericë. *Ecën me\ tërfurca.*
TËRFURK,~KU *m. sh.* ~Q, ~QIT. Sfurk, za-korjisht prej druri e me ire dhëmbë, që përdoret për të rnbledhur bar a ferra; sfurk. *Dhëmbët e tërfurkut.*
TËRFYTËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Stërfytës. *E lagu me tërfytës.*
TËRHAPEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Hapem shumë, zgjerohem jashtë masës a jashtë kërkesave, përhapem tepër. *Është tërhapur në shumë punë.*
TËRHEDH *kat.,* ~HODHA, ~HEDHUR. Hedh
sende a plaçka andej-këtej, hedh në mënyrë të çrre-gullt. *kishte tërhedhur rrobat (librat) nëpër dhomë.*
TËRHEQ *kal,* ~HOQA, ~HEQUR. 1. E kap
dike a diçka dhe e lëviz me force nga vetja ose pas vetes pa e ngritur peshë; heq; zvarrit. *Qetë tërheqin qerren. Lokomotiva tërheq vagonat. Tërheq Varkën në breg. Tërheq sirtarin e tryezës. E tërhoqi pas derën e dhomës* e mbylli derën. *Tërhiqte këmbët zvarrë.*
*E tërhoqi pas vetes. Tërhoqi këmbëzën e pushkës* e shkrehu. *E tërhoqi zvarrë. E tërhoqi për dore (për kra-hu, për mënge). E tërhoqi për veshi (për flokësh, për gërsheti, për bishti). E tërhiqte për kapistre (për litari). Mos me tërhiq kështu! E tërhoqi mënjanë.*
2. Kap diçka në një skaj ose nga të dy skajet dhe e tendos me force për ta shtrirë, për ta drejtuar, për ta zgjatur a për ta zgjeruar; tendos. *Tërheq fijet e pëlhurës. Tërheq litarin (telin). Tërhiqte llastikun. Tërhoqi mëngët poshtë. Tërhoqi çorapet. Tërhoqi jor-ganin (batanijen, çarçafin).*
3. E kap dhe e nxjerr diçka nga vendi ku është futur, e shkul; e nxjerr, e marr. *Tërhoqi shpatën nga milli. Tërhoqi një shkop* (kur hidhet short). *Tërhoqi një letër* (në lojën me letra). *Tërhoqi një biletë lotarie.*
*4. vet. veto III.* Ka fuqi të sjellë diçka drejt vetes, e lëviz ose mund ta lëvizë diçka drejt vetes me anë të forces së rëndesës ose të forces magnetike. *Toka tërheq çdo trup që bie mbi të. Trupat qiellorë tërheqin njëri-tjetrin. Magneti tërheq goihdët.*
5. E pi a e thith diçka; e fut në mushkëri, e shkoj poshtë; e heq. *Tërheq tymin. Tërhoqi burrnot (tabak). Tërheq^ një lëng me gyp (me zorrë, me pompë) nga një enë a nga një vend.*
6. *vet. veta III.* E kërkon, e heq nga vetja; e thith; lëviz lirisht diçka në të, heq;Jfr. kërkon, ndjell. *Pylli tërheq lagështi. Pema e tërheq rrufenë. Oxhaku e tërheq tymin. Kanali e tërheq mirë ujin. Tërheq gota gotën* (në pije).
7. Marr një shumë të hollash nga arka e kursimit a nga banka; marr e nxjerr diçka prej diku, e mbledh dhe e vë në një vend tjetër, nuk e lë me atje. *Tërhoqi ca të holla. Tërhoqi një libër nga biblioteka. Tërhoqi ca materiale nga magazina. E tërhoqën misrin nga ara. Tërhoqën të*

*plagosurit (të vrarët) nga fusha e betejës. E tërhoqi nga tregu (nga shitja, nga qarkullimi).*
8. *usht.* Zhvendos trupat në mënyrë të organizuar nga një vijë më e përparuar në një vijë me prapa për t'i ruajtur nga kundërshtari ose për qëllime të tjera taktike. *Tërhoqi skuadrën (kompaninë). I tërhoqi përkohësisht.*
*9. fig.* I pëlqej shumë dikujt dhe e bëj për vete me një veti a cilësi që kam; *vet. veta III* me bën për vete diçka, me pëlqën shumë, me josh, me pushton me tërë forcën; me thith. *tërhiqte me bukurinë (me men-çurinë) e saj. I tërhoqi me fjalët e zjarrta. Me tërheq muzika (kënga, piktura, sporti). Me tërheq natyra (deti, pylli). Libër (roman, film) që të tërheq. S'të tërheq fare.*
10. *fig.* I mbush mendjen dikujt dhe e bëj të me ndjekë në një punë, në një çështje, në një veprimtari etj.; e bëj të marrë pjesë a të punojë diku. *Partia tërhoqi gjithë popultin (rininë) në luftën për çlirim. Tërhoqën grate në prodhim (në punët shoqërore, në arsim, në tregti, në shëndetësi). I tërhoqën të gjithë fëmijët në shkollë.*
11. *fig.* Marr vesh mendimet a pikëpamjet e dikujt dhe përfitoj prej tyre. *Tërheqin mendimin (gjykimin) epunëtorëve (e masës).*
12. edhe *fig.* E marr përsëri diçka që kam dhënë; e rishikoj diçka që kam thënë a kam vendosur me pare, e heq. *E tërhoqipadinë (akuzën). E tërhoqi urdh-rin (vendimin). Mos e tërhiq fjalën. E tërhoqi kërkesën (propozimin, lutjen).*
13. Bëj një vijë a një shenjë mbi diçka, heq. *Tërheq një vijë (një drejtëz).•* E tërhoqi (e hoqi) oë baltë *dike shih te* BALTË, ~A. Mos e tërhiq prej gjuhe! *shih te* GJUHË,~A-f E tërheq (e heq) për hunde (për buniësh) *dike* e mashtron, e sjell vëtdallë, e bën të sillet si do ai. E tërheq (e heq) për kapisUUi (për kapistre) rfië xWi <? KAPISTALL,~I. Tërhiq (hiq) e mos ekëput *shih te* HEQ. I tërhoqi (i hoqi, i zgjati, i shkuli) vesMn (veshët) *shih te* VESH,~I. E tërheq (e heq) për veshi II7I e VESH,~L Me tërheq vëmendjen (verejtjn) *diçka a dikush* me bie në sy diçka a dikush, me bën ta sbikoj a ta vërej me kujdes. I tërneq vë-rejtjen (vëmendjen) *dikujt* e qortoj, e kritikoj. E tërheq (e heq) zrarrë një pane e zvarrit diçka, e voaoj një punS. E tërheq (e nterr) zvarrë *diçka shih te* ZVARRË. I tërheq fjalët zvarrë *shih te* ZVARRË. E tërhoqi (e hoqi) këmbën zvarrë (rrëshqanë) *shih te* ZVARRË. I tërheq (i heq) kërraba nga verja *keq. shih te* KËRRABË,~A. Shati tërheq nga vetja *fj.u., keq. shih te* SHAT,~I.
TËRHEQËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Makinë e rëndë, me rrota të veadosura në zinxhirë si tanku, që shër-ben për të tërhequr artiieri të rëadë e pesha të mëdha, për të mbartur ushtarë të armatosur etj. *Zinxhirët e tërheqësit.*
2. *tek.* Vegël, pajisjc a pjesë e një makinë, që shër-ben për të tërhequc diçka. *Tërheqësi i makarasë.*
TËRHEQËS,~E *mb.* 1. Që shërben për të tërhequr diçka, që tërheq. *Kqfshë tërheqëse. Makinë tërktqëse. Mjete tërheqëse. Force tërheqëse.*
2. *fig.* QË të bën për vete, që të josh, që të bën ta shohësh, ta lexosh a ta dëgjosh me kënaqësi; që të tërheq me bukurinë a me mirësinë e tij. *Liber (film) tërheqës. Pamje tërheqëse. Vajzë tërheqëse. Bukuri tërheqëse. Është shumë tërheqëse.*
TËRHEQJE,~A. *sh.* ~E, —ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TËRHEQ, TËRHIQEM. *Tër-heqja e parmendës. Tërheqja e të hollave. tërheqja e malkave. 'Tërheqja e padisë. Tërheqja e mendimit (e gjykimit) të masës. Makina e tërheqjes.*
2. *usht.* Zhvendosja e trupave në mënyrë të or-ganizuar nga një vijë ma e përparuar në një vijë tjetër me prapa për ti ruajtur nga kundërshtari ose pëf qëllime të tjera taktike. *Tërheqja dhe sulmi.*
3. *fiz.* Rëndesë; forca tërheqëse e një trupi a grimce. *Tërheqja mplekulare. Ligji i tërheq jes. Forca tërheqpje. Fusha e tërheqjes. Qendra e tërheqjes.*
TËRHIDHEM *vetv.* 1. Hidhem përpjetë nga gëzimi, nga inati etj. *Tërhidhej fëmija. U tërhodh përnjëherë.* 2. *Pës. e* TËRHEDH.
TËRHIQEM *vetv.* 1. Largohem prej dikujt a prej diçkaje duke lëvizur prapa ose anash, zmbrapsem a bëhem mënjanë. *U tërhoq prapa (mënjcuië). U ttrhoq menjëherë. U tërhoq shpejt (ngadalë).*
2. Hiqem zvarrë, hiqem rrëshqanthi; zvarrisem. *V tërhoq këmbadoras (barkas, ijas).*
3. *fig.* E lë një punë të nisur, i largohem për shkak të vështirësive; heq dorë nga një mendim i mëparshëm, nga një urdhër i dhënë etj. *U tërhoq para rështirësive. Ai nuk tërhiqet. U tërhoq vetë.*
4. *usht.* Zmbrapsem në mënyrë të organizuar me luftim nga një vijë në tjetrën, për t'u ruajtur nga kundërshtari ose për qëllime të tjera taktike. *U tër-hoqën nga pozitat e mëparshme. V tërhoqën në vijëit e dytë të mbrojtjes.*
5. *fig.* Jepem shumë pas diçkaje, me bën për vete diçka, me pushton me gjithë forcën, thithetn prej saj. *Ithte tërhequr pas muzikës (pat këngës, pas filmit). Tërkiqejpas bukurive të natyrës. U tërhoqën pas bisedës.*
6. *Pës. e* TËRHEQ.
TERHUZ *kal.,* ~A, ~UR. Tremb kalin, e bëj të mos përmbahet e të hidhet përpjetë, e bëj të mos i shtrohet kalorësit. *E tërhuzi kalin.*
TËRHUZEM *vetv.* 1. *vet. vela III.* Trembet, hidhet përpjetë e nuk përmbahet, nuk qas shale e kalorës (për kalin). *Tërhuzej kali.*
2. *fig.* Turfulloj nga zemërimi, nuk përmbahem dot nga inati; zemërohem keq, tërbohem. *U tërhuz keq ai.*
TËRHUZUR (i,e) *mb.* 1. I trembur, që hidhet përpjetë e nuk përmbahet, që nuk qas shale e kalorës (për kalin). *Kale i tërhuzur.*
2. *fig-* Që turfullon nga zemërimi, që nuk përmbahet nga inati; i zemëruar keq, i tërbuar. *Ishte i tërhuzur.*
TERKUZAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën litarë, litarpunues; *vjet.* ai që bënte e shiste tërkuza.
TËRKCZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Litar i bërë za-konisfat me lesh dhie. *Tërkuzë e trashë (e hollë). E lidhi barren me tërkuzë.*
2. *krahin.* Kapistra e kalit. *vuri tërkuzën ktdit. E tërhiqte nga tërkuza.*
• E Mri tërkuzë (litar, pallamar) *diçka* e zgjati tepër e pa nevojë një punë, një bisedë etj.
TËRKUZORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Teleferik. *Sgjiten me tërkuzore.*
TËRLtK,~U *m. sh.* ~-Ë, ~>ËT *etnogr.* Xhybe prej cone të zezë që e mbanin grate në krahinat verilindore te Shqipërisë.
TËRMAL *ndajf.* Përpjetë. *V ngjit (shkoi) tërmal.*
TËRMALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. E përpjetë. *Ngjiti tërmalen. Tërmalja ka teposhtën. fj.u.*

TËRMËKEM *vetv., ~A.* (u), ~UR *bised.* Inatosem shumë, tërbohem nga inati; tërhuzem. *U tërmek armlku.*

TËRMEKËT (i,e) *mb. bised.* I inatosur shumë, i tërbuar nga inati; i tërhuzur.

TËRMET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Lëkundje e fu-qishme e një pjese të kores së tokës, që vjen nga zhvendosja e masave të mëdha shkëmbore ose nga lëvizje të tjera vullkanike. *Tërmet i forte. Tërmet i nënujshëm. Tërmet tetë (nëntë) ballësh. Tërmeti i 15 prillit. Vatra (qendra) e tërmet it. Zonal e prekura (e dëmtuara) nga tërmeti. Zhdukja e pasojave të tërmet it.*

TËRPASME,~JA . E tatëpjeta që lë nga pas ai që i ngjitet një kodre, një niali etj. *E lane tërpasmen.*

TËRSËLLEM,~I m. *bised.* 1. Vrull, force e madhe. *ra me tërsëllëm (derës). Përplasi dritaren me tërsëllëm. Binte shiu me tërsëllëm të madh.*

2. Inat; egërst, ashpërsi. *I foli me tërsëllëm. E ësh-troi me tërsëllëm. E priti me tërsëllëm.*

TËRSHANORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Tërshërishtë.

TËRSHËIIË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë e ngjashme me grurin, me kërcell të hollë, të drejtë e të gjatë rreth një meter, me fara të mblodhura tufë,të veshura e me dy hala ose në trajtë^ dhëmbëzash, që përdoren kryesisht si ushqim pëI bagëtinë. *Tërshëra e bardhë (tërshëra pranverore). Tënhëra e kuqe (tërshëra dimërore). Tërshëra e Verdhë. Kashtë tërshëre. Miell tërshëre. Bukë tërshëre. Are me tërshëre. Ndryshku i tërshërës. bujq. shih te* NDRYSHK, ~U 4. *Bloza e tërshërës. shih te* BLOZË,~A 3.

• S'di sa (ku) silicon tërshëra është rrëmujë e tnadhe, nuk e merr vesh i pari të dytin, s'e merr vesh qeni të zotin. Tërshëre e egër *bot.* bar i keq një-vjeçar i ngjashëm me tërshërën, që dëmton rëndë të lashtat. Tërshëre e zbehtë *bot.* bitnë ba-rishtore shumëvjeçare, me kërcell të hollë deri një meter të lartë, me zhardhok të shkurtër, me gjethe të gjera e me lule të mbledhura si fshesë, që bën disa kallinj të vegjël.

TËRSHËRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tokë a are e mbjellë me tërshëre. 2. Kashta e tërshërës. *E mbushi me tërshërishtë.*

TËRTËR,~I *m.* dhe TIRTIR,~I *m.* 1. Fije e dre-djhur prej ari a prej argjendi, që përdoret për qën-disje. *qëndisur me ar e me tërtër.*

*2. përd. mb.* I dredhur. *ka flokët tërtër.*

[1] TËRTHOR,~E *mb.* 1. I pjerrët; që lidh dy skaje a dy kënde të kundërta, jo pingul a horizontal, i t4rthortë. *Vijë tërthore. Drejtim tërthor. Prerje tërthore.*

2. Që shkon anës e anës, që nuk shkon drejt; që pritet me një tjetër; i tërthortë. *Rrugë tërthore.*

TËRTHOR *ndajf.* 1. Pjerrtas, kërthazi; në yijën që bashkon dy skaje a dy kënde të kundërta, jo pingul a horizontalisht. *E preu tërthor letrën. E Vuri tërthor shkopin.*

*2.* Anës e anës, jo drejt. *ra tërthor* (për të shkuar diku). *Mori tërthor.*

3. *fig.* Në mënyrë jo të drejtpërdrejtë, anës e anës, rreth e rreth, tërthorazi (për diçka që i thuhet dikujt a për mënyrën e veprimit). *la tha (i foli) tërthor. Ndikon tërthor. Veproi tërthor.*

\ 4. Shtrembër (edhe *fig.). E shikonte tërthor. I shko-nin punët tërthor.*

Shul e tërthor *shih te* SHUL. I ra kryq e tërthor (një vend!) *shih te* KRYQ.

TËRTHORAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *gjeom.* Diametri i rrethit. *Hoqi tërthorakun.*

2. Gur i gjatë, që vihet për së gjeri nën qemerin e derës.

TËRTHORAS *ndajf.* Tërthor.

TËRTHORAZI *ndajf.* Në mënyrë të tërthortë, tërthor. *la tha tërthorazi. E mori vesh tërthorazi.*

JTËRTHORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Ana a vija e jashtme, rrethina e një qyteti a e një fshati. *Tërthorja ët qytetit. Hynë në tërthoren e fshot it.*

*2.* Rrugë, që shkon me dredha nëpër një mal a kpdër dhe që ngjitet drejt majës, rrugë e tërthortë. *Tërthore e ngushtë (e gjerë). U ngjit në tërthore. I ra tërthores.*

3. *bised.* Vija e lakuar e kupës së qiellit, kupa e qiellit. *U nxi tërthorja. Dielli u ngjit në tërthore.*

*4. anat.* Diafragma. *Tërthorja e barkut.*

TËRTHORËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tra i trashë rreth dy metra i gjatë, i përpunuar dhe i Iyer me një lëndë të veçantë, që shtrohet paralel më të tjerë e shërben për të vendosur mbi të shinat e heku-rudhës, traverse, kryqësore. *Mbërtheu tërthorësen. Shtroi tërthorëset.*

TËRTHORI *ndajf.* Tërthor. *E preu tërthori. I ra tërthori (rrugës). la tha tërthori.*

TËRTHORTË (i,e) *mb.* L I pjerrët; që lidh dy skaje a dy kënde të kundërta, jo i pingultë a horizontal, tërthor. *Vijë e tërthortë. Drejtim i tërthortë. Prerje e tërthortë.*

*2.* Që shkon anës e anës, që nuk shkon drejt, jo i drejtpërdrejtë; që pritet me një tjetër; tërthor. *Rrugë e tërthortë.*

3. Që bëhet ose që jepet nëpërmjet dikujt a diçkaje tjetër, jo i drejtpërdrejtë. *Njoftime (të dhëna) të tër-thorta. Lidhje të tërthorta. Në mënyrë të tërthortë.*

4. *gjuh. shih* ZHDREJTË (i,e). *Rase e tërthortë.*

Me rrugë të tërthortë me mënyra jo të rregullta a jo të drejta, jo si duhet e si bëjnë gjithë të tjerët. Ligjëratë e tërthortë (e zhdrejtë) *shih te* UGJËRATË,~A.

TËRTHORZOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. E përshkoj krye e tërthor një vend, i bie tërthor. *Tërthorzuan fushën (luginën). Tërthorzoi lumin.*

TËRVIT *ndajf.* Parvjet.

TËRVITSHËM (i) ~ME (e) *mb.* I parvjetshëm. *Vera e tërvitshme. Dimri i tërvitshëm, Të korrat e tër-vitshme.*

TERR *onomat. Nuk i bën syri tërr* nuk ka frikë, nuk trembet nga asgjë, s'pyet për asgjë; nuk can kokën për asgjë, është i siguruar me gjithçka. *Nuk i bën veshi tërr* nuk can kokën fare për qortimet a për këshillat e të tjerëve.

TËRRKAT *jokal.,* ~I, ~UR *muz.* Tingëlkm ndry-she nga toni i duhur, nuk përputhet me tonin që kër-kohet (për veglat muzikore).

TËT. *Gjin., dhan., kallëz., rrjedh.* e *përem. pron.* YT (vendoset përpara emrit). *Fola me let bir. Pashë tët shoq.*

TI *(dhan., kallëz.* TY, *tr. e shkurt.* TË; *rrjedh.* TE-JE) *vetor.* Tregon njeriun, të cilit i drejtohemi; tre-gon një qenie a një gjë, së cilës i drejtohemi me fjalë. *Ti fete* pikërisht ti. *Ti dhe unë. Ti e di vetë. A vjen edhe ti? Ti fole? Ty të them! Ç'ka me ty? Ty të nderon. Prej teje e presim. Po ti, ç'mendon? Ti, Shqipëri, me jep nder... Ti, o erë, qëfryn pa ndalur... Edi ç'ke ti? fj. ndërm.*

TIFO,~JA . *mjek., veter.* Sëmundje ngjitëse, e cila shkaktohet nga një mikrob që hyn në organizëm me anë të ujit të papastër, të ushqimeve etj. *Tifoja e zorrëve* tifo që shkakton plage në zorrë. *Tifoja e morrit* tifo që shkaktohet nga pickimi i morrit të kuq dhe që shfaqet me

disa njolla të kuqe në trup. *Mikro-bi i tifos. Vaksina kundër tifos. E zuri tifoja. lu ngjit tifoja. I sëmurë nga tifoja.*

TIFOZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është i dhënë me zjarr pas një ndeshjeje e pas një gare sportive, pas një skuadre a pas një lojtari të veçantë, ai që ndjek me pasion zhvillimin e lojës, që jeton shpirtërisht dhe i për jeton thellë fitoret e humbjet e skuadrës së vet.*Tifoz fulbolli. Tifoz i sëmurë. Thirrjet (britmat) e tifozëve. Është (u be) tifoz i madh.*

TIGAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë e metaltë, e rrumbullakët, me fund të sheshtë, me buzë të ngritura dhe me një bisht të gjatë, që përdoret për të skuqur vajin a gjalpin, qepën, mishin, vezët etj. *Tigan i vogël (i madh). Tigan alumini (bakri). Skuq në tigan. Vuri tiganin në zjarr.*

• Ojalë (vajzë) tigani *mospërf.* djalë i përkëdhelur dhe i rritur më të gjitha të mirat. Fund! i tiganit (i kusisë) *tall,* shumë i zi (për një njeri). Përpëlitet (cë-ritet) si petulla në tigan *shih te* PETLJLL,~A. Është më-suar me vezë në tigan është rritur më të gjitha të mirat, ka bërë jetë të rehatshme e pa vështirësi, nuk është i ka-litur në jetë. Peshku në det tigani në zjarr)'.”., *iron, shih te* PESHK, ~U. Urtë e butë e plot tigani;'.u., *iron, shih tek* URTË.

TIGANlS *kal.,* ~A, ~UR. Skuq mishin, qepën, specat, vezët etj., duke i vënë në tigan me yndyrë, skuq në tigan; fërgoj. *Tiganisi dy vezë. Tiganisi ca speca (patate). Tiganisi mishin.*

TIGANISEM. *Pës. e* TIGANIS.

• Tiganiset (fërgohet, skuqet, cingariset) me dtaja-rain e vet *shih te* DHJAMË,~I.

TIGANISJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TIGANIS, TIGANISEM.

TIGANISUR (i, e) *mb.* I skuqur në tigan, i fërguar. *Vezë të tiganisura. Mish i tiganisur. Pule e tiganisur. Patate të tiganisura.*

TIGËR,~RI m. *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *zool.* Kafshë e madhe grabitqare e familjes së maceve, me trup të gjatë e të mbuluar me qime të verdha në të kuqe, me breza të zinj për së gjeri dhe me bisht të gjatë, që jeton në Azi (kryesisht në Indi). *Gjuetia e tigrit. Lëkura e tigrit.*

2. *fig. keq.* Njeri i egër e mizor.

TIJ (i, e) *pron. sh.* TIJ (e), *(me emra të pashquar:* të TIJJ.

1. Që i përket atij, pronari i të cilit është ai, që e ka ai për vete. *Shtëpia e tij. Libri (lapsi) itij. Kostumi i tij. Këpucët e tij.*

2. Që ka të bëjë me atë, që ka lidhje të ngushta gjaku, farefisnie a ndonjë lidhje tjetër me atë. *Babai (gjyshi, djaliy vëllai, nipi) i tij. Nëna (motra, \>ajza, kushërira) e tij. Fqinjët e tij. Drejtori (përgjegjësi, mësuesi) i tij. Nxënësit (studentët) e tij.*

3. Të cilit i përket edhe ai, pjesëtar i të cilit është edhe ai, në të cilin ben pjesë edhe ai; që e drejton ai, në krye të të cilit është ai. *Qyteti (fshati) i tij. Vendi i tij. Atdheu i tij. Brezi i tij. Moshatarët e tij. Në kohën e tij. Sektori i tij. Brigada e tij.*

4. Që e ka ai, që është tek ai; që e dallon atë, që i përket atij dhe që e karakterizon atë; që lidhet me atë, që është a që bëhet për atë. *Trupi (shtati) i tij. Sytë (flokët) e tij. Zëri i tij. Vullneti i tij. Nderi i tij. Dë-shira e tij. Sëmundja e tij. Mosha e tij. për të mirën e tij.*

5. Që është përgatitur a është hartuar prej atij, që e ka bërë ose që e bën ai, që del a që krijohet së pari nga ai; që e ushtron ai. *Tregimi (romani) i tij. Vepra e tij. Fjalimi i tij. Mendimi i tij. Jdeja e tij. Qe gabimi i tij. Ishte nën kujdesin (nën mbikëqyrjen) e tij.*

6. Që i pëlqen me shumë atij, që e do ose që e ka qejf me shumë se të tjerët. *Kënga e tij. Gjella e tij. Sporti i tij.*

7. *si em.* TIJ, ~I (i) *m.,* TIJ, ~A (e) . *sh.* TIJ, ~TË (të) m., TIJA, ~T (të). Njeri i afërt, më të cilin ka lidhje gjaku, farefisnie ose lidhje të ngushta mi-qësie; njeri, të cilin e do dhe të cilit i beson shumë. *Është një i tij. Erdhën të tijtë (të tijat). Fituan të tijtë.*

8. *si em.* TIJA (e) . 5. TIJAT (të). Dëshira e vullneti i atij, a jo që do ai; ajo që e dallon a që e karakterizon atë; diçka që është veti e tij a ves i tij; diçka që mendon a kërkon ai ose që ka bërë ai. *Bëri të tijën. Vijon në të tijën. Ngul këmbë në të tijën. S'heq dorë nga e tija. Do t'i shkojë gjithnjë e tija. I ranë të tijat. Ka edhe ai të tijat.*

9. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1-6 të përemrit pronor.

• Erdhi dita e tij *shih te* DITË,~A. Bun mburr zogjtë e tij *iron, shih te* BUF,~I.

TIKTAK,~U m. *sh.* ~E, ~ET. Tingulli ritmik që bën ora kur punon; një tingull i tillë, që dëgjohet kur punon një makinë, zemra etj. *Tiktaku i ores. Tiktaku i zemrës. Dëgjohej tiktaku i makinës së shkrimit.*

TIK-TAK *onomat.* Fjalë që përdoret për të imituar tingullin e rregullt të ores, të zemrës etj. *Ora bën tik-tak. I rrihte zemra tik-tak.*

TILLË (i, e) *mb. dëft.* 1. I ngjashëm nga vetitë me një tjetër, i të njëjtit lloj me të; siç është ky ose kjo, sikurse ky ose kjo; i këtillë. *Një punë e tillë. Një shtëpi e tillë. Një fustan (fund) i tillë. Diçka e tillë është* pak a shumë kjo gjë është.

2. Përdoret për të shprehur një shkallë të lartë të cilësisë a për të përforcuar vlerësimin mohues ose po-hues; i këtillë. *Në një gjendje të tillë s'kam qenë ndo-njëherë. Një njeri të tillë s'e gjen. Një burrë (një trim) i tillë s'është pare. Një gjë e tillë s'është dëgjuar.*

3. Përdoret në fjalinë kryesore për të shënuar një cilësi a një gjendje ose për të shprehur një shkallë të lartë të një vetie, e cila përcaktohet e zbërthyer në fjalinë e varur; i këtillë. *Nuk ishte (nuk doli) i tillë si e mendonim.*

4. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *S'i njoh për të tillë. S'i gjendet i tilli* nuk ka shok.

TIM,~E. *Gjin,. dhan., rrjedh.* për gjininë mashku-Uore dhe *kallëz.* për të dyja gjinitë e *përem. pron.* IM,~E. *Librin tint. Vëllait tim. Shokut tim. Kushëririn tim, Nënën (motrën) time. Pjesën time. Tim atë. Tim vëllai. Tim shoqi. Ti merr tënden, unë po marr timen.*

Bëj timen *shih te* BËJ.

TIMA,~T . *vet. sh.* Të lashtat (gruri, elbi, tër-shëra dhe thekra). *Jemi mire me timat. I korrëm timat.*

TIMAR,~I *m.sh.* ~E, ~ET *hist.* Tokë a vend me madhësi të ndryshme, më të ardhura vjetore deri njëzet mijë akçe në vit, që u jepej në zotërim feudalëve spahinj, sipas shërbimeve që ata i sillnin Perandorisë Osmane. *Sistemi i timareve.*

TIMBËR,~RI *m.sh.* ~RE, ~RET. Cilësia a ngjyra e veçantë (ashpërsia, ëmbëlsia, ngrohtësia etj.) e tingullit të një vegle muzikore ose e zërit të një njeriu, pavarësisht nga forca, nga lartësia etj., që e dallon atë nga një tingull a nga një zë tjetër i të njëjtit lloj. *Timber i qartë (i paster, i kulluar). Timber i mbytur.*

TIMON,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Pjesë e mjeteve të transportit, zakonisht në trajtë rrethi me dy a me shumë rreze, që shërben për të mbajtur drejtiminkur këto janë në

lëvizje; pjesë e tillë e disa mekaniz-mave, e makinave, e cila shërben për të drejtuar lë-vizjet e tyre. *Timoni i automobilit. Timoni i anijes. Timoni i vinçit. Rri (qëndron) në timon. Epreu timonin* e ktheu timonin menjëherë e me force, për të ndry-shuar drejtimin në një kthesë të forte. *Rrotulloi timonin. I shkau timoni nga duart.*
'2. *fig. libr.* Mjet a mënyrë për të mbajtur një drej-tim të caktuar, a jo më të cilën drejtohet diçka; drej-tim, udhëheqje. *E mban timonin drejt. Ktheu (ndryshoi) timonin. Është (qëndron) në timon.*
TIMONIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që rri në timonin e anijes dhe e drejton atë për lundrim; ai që punon në timon.
2. *fig. libr.* Ai që mban një drejtim të caktuar, ai që drejton dike a diçka; drejtues, udhëheqës. 77-*manieri ynë.*
TIMONIJERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* TI-MONIER,~I. *Timonierja e Vinçit. Partia jonë është timoniere e sprovuar.*
TIMPAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET *anat.* Daullja e veshit. *është çarë timpani.*
TINAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vozë e madhe druri, me fund të gjerë, që vjen duke u ngushtuar sipër dhe që shërben për të mbajtur djathë, gjizë, gjalpc etj., taler; kade. *Tinari i djathit (i gjizës, i turshisë). Vë (shtie) në tinar.*
TINË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Lymi që lë uji; baltë, ledh. *Ka lënë tine lumi. Shkau në tine.*
TlNË (i,e) *mb.* I turbullt, me lym. *Ujë i tine.*
TlNËZ *ndajf.* Pa e pare, pa e dëgjuar a pa e ditur njeri, fshehtas. *Iku (u nis, u largua) tinëz. Shikonte tinëz. Kush flet tinëz, i bie shpinës. fj. u.*
TINËZAK,~E *mb. keq.* 1. Tinëzar. *Grua tinëzake. Punë tinëzake. 2, Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
TINËZAR,~E *mb. keq.* 1. Që punon a që vepron fshehtas, pa e pare, pa e dëgjuar a pa e ditur njeri dhe që ka qëllime të këqija, që vepron prapa shpine, fshe-harak. *Njeri tinëzar.*
2. Që bëhet fshehtas dhe me synim të keq, që fsheh një qëllim të keq. *Punë tinëzare. Shikim (vështrim) tinëzar. Fjalë tinëzare. Me qëllime tinëzare.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Është tinëzar i rnadh.*
TINËZI,~A . *sh.* ~, ~TË *keq.* Fshehtësia më të cilën bëhet një punë a një veprim, pa e pare, pa e dëgjuar a pa e ditur njeri dhe me qëllim të keq; të qenët tinëzar, sjellje e qëndrim prej tinëzari. *Flet (vepron) me tinëzi. I bën punët me tinëzi.*
TINËZISHT *ndajf.* Në mënyrë të fshehtë, fshehtas, tinëi. *Ufut tinëzisht.*
TINËZOHEM *vetv.* 1. Iki fshehtas nga një vend pa më parë a pa e ditur njeri; vidhem. *U tinëzua natën.*
2. *keq.* Mbaj diçka të fshehtë, e fsheh diçka me qëlliin të keq, sillem a veproj si tinëzar. *Mos m'u tine zo!*
TlNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk i ujërave të ëibbla, i madh sa krapi dhe i ngjashëm me të.
TINGËLL,A,~T . *vet. sh.* Vathë me xhingla, që i mbanin sidomos vajzat e grate fshatare. *Një pale tingëlla. Mbante tingëlla.*
TINGËLLIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes TINGËLLON.
2. Tingull i nolle e i kumbueshëm, të cilin e lëshon diçka kur e godasim ose një vegël muzikore kur i biem. *Tingëllimi i mandolines (i kitarës). Dëgjohej tingëllimi i ziles (i kambanës, i çangës).*
3. *gjuh.* Mënyra si tingëllon një fjalë; tërësia e tingujve nga të cilët përbëhet një fjalë, veshja tingu-llore e fjalës.
TINGËLLlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *shih* TINGËLLIM,~I 2. *Tingëllima e ziles. Tingëllima e gotave.*
2. *let.* Poezi lirike me katër strofa, prej të cilave dy të parat kanë nga katër vargje e dy të dytat nga trc vargje zakonisht njëmbëdhjetërrokëshe e me sistem rimash të ndryshme; sonet. *Ka shkruar tingëllima. Recitoi një tingëllimë. I kushtoi një tingëllintë.*
TINGËLLON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. Lëshon a nxjerr tingull, zakonisht të nolle e të kumbueshëm, kur e godasin me diçka, jep tingull. *Tingëllon kambana (zilja). Tingëllojnë gotat. Tingëllojnë shpatat.*
2. Nxjerr tingull një vegël muzikore kur i biem a kur luajmë me të. *Tingëllon kitara (mandolina). Tingëllon pianoja.*
3. Kumbon e përhapet në ajër, dëgjohet (për tinguj të ndryshëm). *Tingëllon zëri.*
*4.* Bën një tingull të hollë e të zgjatur, dëgjohet një zë. *Me tingëllon veshi.*
*5. gjuh.* Ka një tingëllim të caktuar. *Kjo fjalë tingëllon (nuk tingëllon) bukur.*
*6. fig.* Shfaqet e pasqyrohet në tingujt e zërit të tij gjatë fjalëve e gjatë këngës, del, duket; shprehet përmbajtja e diçkaje; përhapet me force. *Tingëllon mirë (bukur, keq). Tingëllon me dashuri (me dhemb-shuri). Tingëllon si thirrje (si kushtrim). Tingëllojnë idetë e Partisë.*
TINGËLLOR,~E *mb.* Që lëshon a që nxjerr tinguj, që tingëllon.
TINGËLLUES,~E *mb.* Që lëshon a që nxjerr një tingull të hollë e të kumbueshëm, që tingëllon; që përhapet me Jehonë. *Kambanë (zile) tingëlluese. Zë tingëllues. E qeshur tingëlluese.*
TINGËLLUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që tingëllon, që përhapet me jehonë; tingëllues. *Zë i tingë-llueshëm.*
TINGËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dy copa të vogla e të rrumbullakëta metali, që vihen në gishtat e duarve të një valltari për të shoqëruar kërcimin me trokitjen e tyre; çapare.
TINGTlNGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Tatë-pjetë, teposhtë.
• Mori tingtingën (tatëpjetën, teposhtën) *shih tek* TATËPJETË,~A.
TINGTHI *ndajf.* Duke u hedhur a duke kërcyer me një këmbë. *Hidhej tingthi.*
TlNGULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Zë i hollë e i kumbueshëm, që përftohet nga dridhja e valëve të ajrit a e një mjedisi tjetër kur godasim diçka (njo send prej metali, prej xhami etj.) dhe që dëgjohetme vesh a me aparate të tjera; ajo që dëgjojmë me vesh. *Tingull i dobët (i lehtë, i forte). Tingulli i ziles (i kambanës,* i *këmborës). Lëshon (nxjerr) linguj. Dëgjohen tinguj.*
2. *muz.* Zë në një lartësi të caktuar, që nxjerr një vegël muzikore kur i biem. *Tingull muzikor. Tingull i ëmbël. Tinguj të gëzueshëm. Tingujt e violinës (e ki-tarës, e fizarmonikës). Nën tingujt e orkestrës. Dëgjohen tingujt* e *pianos.*
3. *gjuh.* Zë me një shqiptim të shkoqur, që prodho-het me anë të lëvizjeve të organeve të të folurit; njësia më e thjeshtë e të folurit. *Tingull zanor ( bashkëtingë-llor). Tingull hundor. Tingull i zhurmët. Tingull shu-shuritës.*

*Tinguj fonetikë.Tingujt e të folurit. Shqiptimi i tingujve. Bashkimi i tingujve. Rënia e tingujve.*
4. *fig.* Shprehja e përmbajtjes së diçkaje, tingëllim. *Ka një tingull të ri.*
TINGULLIMITIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. *spec.* Imitimi i tingujve dhe i zërave të ndryshëm për që-llime të caktuara.
2. *gjuh.* Fjalë e krijuar nga bashkimi i tingujve të të folurit, që jep përafërsisht zërin a zhurmën e një qenieje, të një sendi, të një dukurie etj. (si mjau, kikiku, ciu-ciu, ham-hum etj.); onomatope.
TINGULLIMITUES,~E *mb.* 1. Që imiton tingujt, zërat e zhurmat në një shfaqje artistike. *Artist tingull-imitues.*
2. *gjuh.* Që është krijuar duke imituar zërat a zhurmat e qenieve, të sendeve, të dukurive etj.; që është krijuar sipas tingullimitimit ose mbi bazën e tingull-imitimit; onomatopeik. *Fjalë tingullimituese.*
TINGULLOR,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me tin-gullin si njësia më e thjeshtë e të folurit, që i përket tingullit, i tingullit; që ka tingull, i tingullt. *Ana tin-gullore e gjuhës. Vlera tingullore.*
TINGULLT (i,e) *mb. gjuh.* Që ka tingull, me tingull, tingullor. *Bashkëtingëllore të tingullta.*
TIP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Trajtë a forme e ve-çantë e diçkaje, së cilës i përgjigjet një grup i njohur sendesh a dukurish me tipare të njëjta a të përafërta. *Tip shtëpie (ndërtese). Tip makine (traktori). Tip aeroplani (vapori). Kooperativë e tipit të lartë. Parti e tipit të ri.*
2. *biol.* Nëndarje e madhe e botës së gjallë (e kaf-shëve dhe e bimëve), që përmbledh qenie me tipare kryesore të ngjashme në ndërtimin e tyre dhe në ve-çoritë e zhvillimit. *Tipi dhe klasa. Tipat e botës shta-zore (bimore).*
3. Grup njerëzish, që bashkohen nga disa tipare të brendshme të përbashkëta (të karakterit, të ndje-njave etj.); ai që shpreh me tiparet vetjake në mëayrë më të gjallë veçoritë e këtij grupi dhe bëhet përfaqë-sues i tij. *Tipa të ndryshëm. Tip i mbyllur (i qeshur, i druajtur, i qetë, nevrik). Tip flegmatik. Ndarja e ti-pave.*
4. Pamja e një njeriu, e cila lidhet me mjedisin ku ky jeton, me popullin a me shtresën shoqërore ku bën pjesë, me veprimtarinë që kryen etj. *Tip punëtori. Tip fshatari. Tip shqiptari. Tip shkencëtari. Tip spor-tisti. Tip shoferi.*
5. Njeri që dallohet prej të tjerëve nga disa tipare të veçanta. *Tip i çuditshëm. Është tip me vete.*
6. *let., art.* Personazh, në tiparet vetjake të të cilit mishërohen artistikisht veçoritë e përbashkëta e me
thelbësore të një klase a shtrese shoqërore, të një kom-bësie a kombi etj. *Tipi i revolucionarit (i komunistit). Tipi i punëtorit (i kooperativistit). Tipi i borgjezit (i feudalit). Tipi i intelektualit. Tipi i burokratit. Tipi i malësorit shqiptar.*
7. Natyra e veçantë e diçkaje; mënyra e kryerjes së një veprimi; Iloj. *Tipat e punimeve (e ndërtimeve). Tipi i punës.*
8. *përd. mb.* Që shërben a që është si model i një grupi të njohur sendesh ose dukurish. *Njësi tip. Rre-gullore tip. Projekt tip. Statut tip.*
TIPAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veçori thelbësore e një sendi, e një dukurie etj., që e dallon atë nga sen-det a nga dukuritë e tjera; veti e natyrshme dhe e për-hershme e diçkaje, e një grupi sendesh etj. *Tiparet kryesore. Tiparet e përbashkëta. Tipar datlues. Tipar dlësor. Tipar i qenësishëm (i paqenësishëm).*
2. *zakon. sh.* Shenjat dalluese të fytyrës (sytë, ve-tullat, buzët, goja, faqet, mjekra etj.), që i japin di-kujt një pamje të veçantë e të ndryshme nga të tjerët. *Me tipare të bukura (të shëmtuara). Me tipare burrërore (femërore). Me tipare të holla (të rregullta). Tiparet e fytyrës. Trashëgon disa tipare nga e ëma (nga i ati). Kane tipare të njëjta (të ngjashme).*
3. *kryes. sh.* Veti dalluese të karakterit a të formimit të dikujt, që shfaqen në sjelljen e në qëndrimin e tij në shoqëri, në marrëdhëniet e tij me njerezit, në punë etj.; cilësitë me vlerë të dikujt. *Tiparet komuniste, Tiparet e karakterit. Tiparet e njeriut të ri. Tipare të larta morale.*
TIPËSOR,~E *mb.* Që mishëron veçoritë dalluese të një tipi njerëzish, sendesh a dukurish; tipik. *Për-kufizim tipësor, Veçori tipësore.*
TIPIK,~E *mb. 1.* Që mund të mbahet si përfaqësues i grupit të vet, që ka a që mishëron në vetvete veçoritë kryesore dalluese të grupit të vet, që përbën një tip. *Vend tipik. Qytet tipik. Shtëpi tipike. Fytyrë tipike.*
Z. Që karakterizon një tip; që del i natyrshëm nga rrethanat, që në rrethana të njëjta e ndeshim shpesh, i zakonshëm. *Gabime tipike. Shembull (rast) tipik. Rrethana tipike.*
3. *let., art.* Që mishëron artistikisht veçoritë e përbashkëta e me thelbësore të një grupi shoqëror, të një klase, të një kombi a të dukurive në një periudhë të caktuar historike, që bëhet përfaqësues i tyre. *Hero tipik. Personazhe tipike në rrethana tipike.*
TIPIKE,~JA. *libr.* Dukuri e jetës, që në shfaqjen e vet shpreh në mënyrë më të gjallë dhe të qartë vetitë e përgjithshme e me thelbësore të gjinisë ku bën pjesë; të qenët tipik. *Tipikja e jetës sonë socialiste. Cjetja (zbulimi)* ( *tipikes. Pasqyrimi i tipikes në letërsi.*
TIPIZIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TIPIZOJ, TIPIZOHET. 77-
*pizim krijues. let., art. Tipizimi i ndërtimeve. Tipizimi i proceseve teknologjike.*
TIPIZOHET. *Pës. e* TIPIZOJ.
TIPIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *tek.* E bej një punë sipas një tipi të caktuar.
2. *let., art.* Zgjedh atë që është tipike për njc grup të caktuar njerëzish ose për një varg dukurish të jetës dhe e mishëroj atë të përgjithësuar në mënyrë krijuese në figurat artistike, duke theksuar ato anë që zbulojnc me mirë thelbin e tyre dhe që shprehin me qartë qën-drimin e shkrimtarit. *Tipizon komunistët e ditëve tona. Ka tipizuar luftën e së resë kundër së vjetrës.*
TIPIZUAR (i,e) *mb. tek.* Që bëhet sipas një tipi të caktuar, që është bërë një tip. *Mekanizma të tipizuar.*
TIPIZUES,~E *mb. let., art.* Që zgjedh, mishëron e pasqyron atë që është tipike e thelbësore, që tipizon. *Përmbajtje tipizuese. Përgjithësime artistike tipizuese.*
TIPOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor i shtyp-shkr0njës. *Tipograf me përvojë. Punon si tipograf.*
TIPOGRAFf,~A . *sh.* ~, ~TË. Shtypshkronjë. *Tipografi e madhe (e vogël). Tipografia ushtarake. Punëtor i tipografisë.*
TIPOGRAFIK,~E *mb. shtypshkr.* Që ka të bëjë me shtypshkronjën a me shtypshkrimin, që i përket shtypshkronjës a shtypshkrimit, i shtypshkronjës a i shtypshkrimit; që përdoret në shtypshkronjë, që ka të bëjë

me botimet, që u përket botimeve. *Makinë tipografike. Letër tipografike. Shkronja tipografike.*
• Fletë tipografike *shih te* FLETË,~A n.
TIPOLOGJI,~A . *libr.* Klasifikimi i qenieve, i sendeve, i gjuhëve dhe i dukurive të ndryshme sipas tipareve thelbësore të përbashkëta, ndarja e tyre në tipa. *Tipologjia e gjuhëve. gj'uh. Tipologjia e romanit. let.*
TIPOLOGJIK,~E *mb. libr.* Që bëhet sipas tipareve tipike të përbashkëta, që mbështetet në veçoritë tipike të grupit; që ka të bëjë me tipin ose me tipo-logjinë. *Klasifikim tipologjik. Ndarje tipologjike. Ve-çori (idallime) tipologjike.*
TIPOS *kal., ~A, ~UR bised.* Ngulit diçka në mendje, në zemër a në kujtesë, e mbaj për shumë kohë. *E tiposi në mendje (në kujtesë, në kokë).*
TIPOSET *vetv. bised. (me një trajtë të shkurtër të përeirtrit vetor në r. dhanore).* Me ngulitet në mendje, në zemër a në kujtesë, me zë vend e nuk me hiqet. *M'u iipos në mendje (në kokë, në tru). Iu tipos në zemër (në shpirt). I është tiposur.*
TIRAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Sundimtar i vetëm e me pushtet absolut në Greqinë e vjetër ose në Itali gjatë shekujve XIII-XVT, i cili vinte në fuqi me dhunë.
2. Sundimtar, që qeveris me dhunë e më të egër dhe që e shtyp popullin pa mëshirë; despot. *Luftë tiranëve! U ngritën kundër tiranëve.*
3. *fig.* Ai që shpërdoron autoritetin e tij, duke marrë nëpër këmbë dëshirat e vullnetin e të tjerëve; ai që shtyp e mundon dike; despot. *Tiran i vogël. Ishte bërë tiran në shtëpi.*
TIRANAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës nga Tirana ose ai që e ka prejardhjen nga Tirana.
TIRANAS,~E *mb.* Që lidhet me Tiranën ose me tiranasit, që është karakteristik për Tiranën ose për tirana'sit, i Tiranës ose i tiranasve; që është krijuar nga t^ranasit. *Familje tiranase. Këngë (valle) tiranase. Veshje tiranase.*
TIRANDË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Rripa, zakonisht prej llastiku, që kryqëzohen e kalojnë mbi supe, duke qenë të mbërthyer para e prapa në panta-llona,në fund etj. dhe i mbajnë këto që të mos ulen; rripa zakonisht prej pëlhure në këmishët e brendshme të
grave, të cilët kalojnë mbi supe. *Pantallona (fund) me tiranda. Këmishë me tiranda. Mban tiranda.*
TIRANI,~A . 1. *hist.* Regjim ku një sundimtar i vetëm, që vinte në fuqi me dhunë, kishte pushtet absolut (në Greqinë e vjetër ose në Itali gjatë shekujve XIII-XVI).
2. Qeverisje me dhunë e më të egër, sundim shtypës e barbar; despotizëm. *Tirania fashiste (naziste). Luftë tiranisë!*
3. *fig.* Sjellje e qëndrim prej tirani, marrja nëpër këmbë e dëshirave dhe e vullnetit të të tjerëve; despotizëm.
TIRANIK,~E *mb.* Që mbështetet në tiraninë, që vepron me tirani; që është karakteristik për tiranin, prej tirani; si tiran; despotik. *Regjim (sundim) ti-ranik. Zgjedhë tiranike. Sjellje (veprime) tiranike.*
TIRAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *shtypshkr.* Sasia e copëve të një libri, të një gazete, të një reviste etj., që shtypen njëherësh; tërësia e copëve, në të cilat bo-tohet një libër, një gazetë etj. *Tirazh i madh (i vogël, i kufizuar). Tirazhi i pare. Tirazh i ri. Tirazhi i gazetës (i revistës, i librit). Shtimi i tirazhit.*
TIRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Fill a pe i trashë prej pambuku, që përdoret për të thurur perde ose si ind për pëlhurë, për shtrojë a për punime të tjera të trasha. *Perde prej tire.*
*2.* Peshqir i gjatë, i endur në vegjë, më të cilin grate zakonisht lidhnin flokët; peshqir. *Vuri tiren në kokë. Lidhiflokët me tire.*
3. *kryes. sh.* Çorape Ieshi të gjata e të bardha, që i mbanin grate. *Mbathi tiret.*
TIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kade e madhe druri, që shërben për të mbajtur verë; tinar. *Mbushi dy tira.*
TIRK,~KU *m. sh.* ~Q, ~QIT. 1. Shajak i bardhë, zakonisht i nolle, që përdoret për të bërë kallca, kof-sharë etj. *Bëri ca tirq. Preu tirkun për kofsharë.*
2. *kryes. sh.* Çorape burrash të gjata, zakonisht të bardha, pa shputën e këmbës, të bëra prej shajaku a të thurura prej Ieshi; kallca. *Veshi tirqit.*
3. *vet. sh.* Pantallona prej shajaku për burra, zakonisht në ngjyrë të bardhë a të zezë, të ngushta pas trupit e pas këmbëve, të qëndisura me gajtanë rreth xhepave dhe në fund.
TIROlD,~I *m. zakon. sh.* ~E, ~ET. 1. *anat.* Gjëndra të mëdha që gjenden në pjesën e përparme të gurmazit dhe që prodhojnë disa hormone me jod, të domosdoshme për rritjen e zhvillimin e organizmit dhe sidomos për këmbimin e lëndëve.
2.- *mjek.* Sëmundje e këtyre gjëndrave, që shfaqet me ënjtjen e gushes dhe shoqërohet zakonisht me shqetësime të mëdha nervore; sëmundja e strumës. *Ka tiroidet. Vuan nga tiroidet.*
TIRRET. *Pës. e* TJERR.
TIS,~I i m. *sh.* ~A, ~AT. 1. Cipë a nape e hollë. *Tis i bardhë (izi).*
2. *mjek.* Cipë e hollë në sy, perde. *kanë vënë sytë tis.*
3. Shtresë e hollë, që mbështjell a që mbulon diçka. *Tis avulli (mjegulle, tymi). Një tis resh.*
•*k* 1 kanë vënë sytë tis nuk i kupton gjërat, i janë verbuar sytë.TIS,~I ii m. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bërshen.
TISAZH,~I *m.* Endja e tekstileve të ndryshme; tërësia e punëve që bëhen për të endur pëlhurë a stof me fill pambuku, mëndafshi, leshi, etj.; *bised.* fabrikë tekstili; ndërtesa e saj. *Fabrika e tisazhit. Punëtorët e tisazhit.*
TiTAN,~I i *m. kim.* Metal i bardhë si argjendi, me i rëndë dhe me i forte se alumini, që përdoret në industri, zakonisht i lidtiur me metale të tjera, për të bërë vagonë, lokomotiva, automobila, traktorë etj. (Simboli Ti). *Fletë titani. Lidhje titani.*
TITAN,~I II *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *mit.* Qenie, që, si pas mitologjisë greke, përfytyrohej si njeri me trup shumë të madh e me fuqi të mbinatyrshme dhe që gjoja luftonte me perënditë.
2. *fig.* Njeri me trup të madh dhe me fuqi të jashtë-zakonshme, vigan.
3. *fig. lart.* Njeri shumë i shquar, që ka çarë rrugë të reja në një fushë të veprimtarisë shoqërore, të kul-turës, të shkencës etj. dhe i ka sjellë shërbime të më-dha njerëzimit, njeri që dallohet për dhuntitë e tij të jashtëzakonshme; vigan. *Titan i shkencës (i letër-sisë). Titanët e mendimit njerëzor.*
TITANIK,~E *mb.* Shumë i madh dhe i fuqishëm; që karakterizon titanët, vigan; i jashtëzakonshëm, heroik. *Luftë titanike. Punë titanike. Force titanike.*

TITULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. *hist.* Emër nderi, që mbanin pronarët e mëdhenj feudalë sipas pronës a fisit. *Titull i trashëgueshëm. Titulli baron (kont, dukë, markez).*
2. Emërtim që i jepet një punonjësi shkencor a mcsimor ose një specialisti të lartë të prodhimit, që ka një grade shkencore, ka një veprimtari të pasur në punën shkencore e pedagogjike, udhëheq punën e specialistëve të rinj dhe ka botuar punime shkencore. *Titulli "profesor" ("docent", "bashkëpunëtor i vjetër shkencor").*
3. Emërtim nderi, që i jepet një njeriu, një insti-tucioni, një ndërmarrjeje, një organizate shtetërore a shoqërore për punë vetëmohuese në një lëmë të caktuar të jetës, për merita të veçanta dhe për dobinë e madhe që i ka sjellë shtetit e shoqërisë. *Titull nderi. Titulli "Hero i Popu!lit". Titulli "Hero i Punës So-ciaiiste. Titulli "Mësues i Popullifo. Titulli "Artist i Popullitn. Titulli "Kampion Kombëtar". sport. Dhënia e titujve. Mori (fitoi) titullin "Mjeshtër i sportit".*
4. Shkrim i shkurtër a mbishkrim në kapakun e një vepre letrare, shkencore, muzikore, në krye të një gazete, të një artikulli, të një vjershe, të një pu-nimi, të një filmi etj., që tregon shkurt për çfarë flitet në të, që shërben si emër për të etj. *Titull i gjatë (i shkurtër). Titulli i romanit (i librit, i punimit). Titujt e gazetës. Titulli i poezisë. Titull me shkronja të zeza (të mëdha). I vuri titullin.*
5. *drejt., vjet.* Dokument që vërteton të drejtën e zotërimit a të pronësisë të një malli nga ana e di-kujt. *Titull 2otërimi. Titull prone.*
TITULLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që drejton një institucion, një ndërmarrje, një zyrë, një për-faqësi diplomatike etj. dhe që ka të drejtën ta për-faqësojë atë zyrtarisht. *Titullari i ministrisë. Titullari* i *ambasadës. Titullarët e përfaqësive diplomatike.*
2. *libr.* Ai që merr një titull për merita të shquar a në një fushë të caktuar të jetës, për punë të dobishme
për shtetin a shoqërinë, ai që ka një titull. *Titullarët e sportit.*
TITULLOHET. *Pës. e* TITU1XOJ.
TITULLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I vë titullin
një vepre, një artikulli, një shfaqjeje etj. *Romanin (dramën, punimin, artikullin, reportazhin) e titulloi...*
TIZGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Rrip jo shumë i gjerë, zakonisht prej leshi, që përdoret për të lidhur kallcat, tirqit, çorapet etj.; rrip për të lidhur flokët, për të mbajtur pantallonat etj. *Shtrëngoi (liroi) tiz-gën.*
*2.* Rrip i leshtë e i gjatë, më të cilin lidhin fëmijën në djep; cimocë, dizgje. *E lidhi me tizgë,*
3. Hobe. *Gjuanin me tizgë.*
TJEGULL,~-A . *sh.* ~A, ~AT. Pllakë e nolle, zakonisht e përkulur, që bëhet prej deltine të ngje-shur mirë e të pjekur në një furrë të posaçme dhe që përdoret për të mbuluar çatitë e ndërtesave. *Tjegulla me veshë. Furrë (fabrikë) ijegullash. Ngj'yrë rjegulle* ngjyrë e kuqërremtë. *Çati me ijegulla. U thyen tje-gullat. E poqi peshkun në tjegull.*
•*k* E bëj tjegul! *diç k a* e thaj shumë diçka, e thaj krejt, e pjek me shumë sesa duhet (për duhanin, për bukën etj). ^ka tjegull mbi kokë (mbi krye) *dikush* s'ka shtëpi ku të banojë, s'ka çati mbi kokë. I vjeu tjegulla përqark (vërdallë) *dikujt* nuk di nga t"ia mbajë, i vjen mendja vërdallë.
TJEGULLABERËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Punëtor që bën tjegulla.
TJEGULLAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Tjegulla-
bërës.
2. Punëtor që merret me mbulimin e çative me tjegulla. *E ndreqi çatinë tjegullari.*
TJEGULLORE,~JA . *bot.* Lloj fieri me fletë të gjata dhëmbë-dhëmbë që mbin nëpër shkëmbinj e nëpër mure. *Ishte mbushur muri me tjegullore.*
TJERË (të), ~A (të) *pakuf. Sh. i përem. pakuf.* T JETER.
TJERR,~l m. Fill leshi, pambuku, liri etj., i tjerrë me dorë; fill. *Tjerr leshi (liri). Mbështjell tjerrin. U këput tjerri.*
TJERR *kal.,* TORA, TJERRË. 1. E bëj fill leshin, pambukun, lirin etj., duke e tërhequr pak nga pak nga shtëllunga dhe duke e dredhur me dorë a me ma-kinë. *Tjerr lesh (pambuk, mëndafsh). Tjerr trashë (hollë). Tjerr me furkë (me makinë).*
*2. fig.* E zgjat shumë e pa nevojë një punë, një bi-sedë etj., e stërholloj, e bëj tërkuzë. *tirrte fjalët. E ka zakon la tjerrë. I tjerr gjatë gjërat ai. Afos e tirr me tutjef*
3. *fig.* 5hpifasajoj diçka të paqenë. *Pse tjerr kot! Nuk ëshlë mirë të tjerrësh.*
*k* Tjerr (pret) hollë *shih te* HOLLË 8. Tjerr lëmshe kundër *dikujt* shpif shumë kundër dikujt, thur intriga të mëdha. la tjerrin thekim bisedës *shih te* THEK,~Ui.
TJERRË,~A . Pë)hurë e endur me fill që është tjerrë me dorë.
TJERRËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Punëtor që puaon në makinën e tjerrjes.TJERRËS,~E *mb.* Që shërben për të tjerrë, që tjerr. *Makinë tjerrëse.*
TJERRËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* TJE-RRËS,~I. *Tjerrëset e kombinatit.*
TJERRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TJERR, TIRRET. *Tjerrja e leshit (e pambukut, e lirit). Fabrika e tjerrjes. Reporti i tjerrjes. Makinë tjerrjeje.*
TJERRMË (i) ~E (e) *mb.* Me fytyrë të hequr, i hollë e i mprehtë nga fytyra, i thatë. *Plak (fëmijë) i tjerrme. Grua e tjerrme. Me fytyrë të tjerrme.*
TJERRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që round të bë-het fill; që mund të tirret lehtë (për leshin, pambukun, lirin | etj.). *Lesh i tjerrshëm.*
TJERRTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Tjerrës.
TJERRTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Repart a fabrikë për tjerrjen e leshit, të pambukut etj.; filature, j *Punonte në tjerrtore.*
TJETËR *pakuf. sh.* TJERË (të), TJERA (të). 1.1 të njejtit lloj me atë që na është dhënë a që kemi, por jo ky që kam; i po kësaj klase, por që s'është ky ose s'është ndonjëri nga ne. *Mori një libër tjetër. Shkoi në dhomën tjetër. V fsheh në një vend tjetër. Erdhi një shok tjetër. Ma tha një burrë tjetër. Do të vij një ditë tjetër. S'ka të tjerë, janë të gjithë.*
*2. 'kryes. sh.* Që mbeten nga një numër frymorësh a sençlesh të një klase, veç atij ose atyre që përmendim. *Dy djem kanë filluar punën, kurse fëmijët e tjerë venë në shkollë. Lepuri tjetër mbeti në vend. S'na mbeti gjë tjetër, veçse të urojmë që... S'kisha gjë tjetër për të shtuar.*
3. Që vjen menjëherë pas këtij, që ndjek nga rendi këtë |të fundit, vijues, ndjekës, pasues. *Një çështje tjetër\për shqyrtim. Pika tjetër e rendit të ditës. Orën (ditën, ja\fën, muajin, vitin) tjetër. Herën tjetër. Ra-dhën tjetër.*
*4.* I ndryshëm nga qenia a nga sendi që përmendim, jo i tillë si ky që kemi, i ndryshëm nga ky. *Ngjyrë tjetër}*

*Natyrë tjetër. Klimë tjetër. I një lloji tjetër. Ka karakter tjetër. Kjo është diçka tjetër. Tjetër njeri qenka\ ky. U be tjetër vajzë. Kam një mendim tjetër për këtë çështje. Është tjetër punë ajo. Ishte kohë tjetër. Si me tjetër duket ky. A ka mendim (propozim) tjetër? E përmblodhi me fjalë të tjera.*

5. Që është në anën e kundërt ose të përkundërt a përballë, i anës matanë, i përkundërt, i kundërt (edhe *fig.). Në anën (në bregun, në krahun) tjetër. Ana tjetër e çështjes. Nga ana tjetër, duhet pasur parasysh se...*

6. *Përd. em.* sipas kuptimeve të përemrit të paku-fishëm. *Tjetra u thye. S'do t'ia dijë tjetri fare. Të tjerët u ngjitën lart. Ai tjetri është i mirë. Men edhe një tjetër. Ca të ijerë hidhnin valle. Kujdesu për tjetrin. U be shok me një tjetër. Here me njërin, here me tjetrin. Vjen tjetri e të shqetëson kot! S'di ç'të thotë tjetri. Edhe ai si gjithë të tjerët.*

• Mbanë tjetër *ndërm. shih te* MBANË. Ndër-
mjet (midis) të tjerave... (ndër të tjera___) së bashku
me atp që janë përmendur a që dihen, ndërmjet gjë-rave të po atij lloji. Përveç të tjerave... veç gjërave që dihen, veç disa gjërash, arsyesh etj., që s'ka nevojë t'i përmendim. Veç të tjerave *shih te* VEÇ. Del mbi të tjerët *shih te* DAL. Me fjalë të tjera... *shih te*
FJALË,~A. Tjetër gjë *shih te* GJË,~JA. Tjetër hesap (ai) *shih te* HESAP,~I. Tjetër për tjetër krejt ndryshe. Ha bukë veç të tjerëve *shih te* VEÇ. Është në terezi tjetër *shih tek* TEREZI,~A. Mend për tjetër here *shih te* MEND,~TË. E shoh me një sy tjetër e gjykoj ndryshe nga sa e gjykoja me pare, e vlerësoj ndryshe. Lodra bie për tjetër valle *shih te* VALLE,~JA.

TJETËRANSHËM (i), ~ME (e) *mb. gjeom.* Që ndodhen përkundrejt njëri-tjetrit dhe kanë të njëjtin kulm, të kundërt në kulm (për këndet). *Kënde të tje-tëranshme.*

TJETËRKAH *ndajf.* Në një vend tjetër, gjetiu, gjetkë; nga një vend tjetër, jo nga ky vend; në një drejtim tjetër. *Shkoi tjetërkah. Është prej tjetër-kah.*

TJETËRKUND *ndajf.* 1. Në një vend tjetër nga ai, në të cilën jemi a për të cilin flasim, diku tjetër, gjetiu, gjetkë. *Iku tjetërkund. S'e gjen tjetërkund. E kam dëgjuar tjetërkund.*

*2. fig.* Në diçka tjetër, në tjetër gjë, gjetiu. *E ka hallin tjetërkund.*

TJETËRKUSH *pakuf.* Dikush tjetër, jo ai për të cilin flasim; ndonjë tjetër. *Kujdeset tjetërkush. Do t'ia japim tjetërkujt. Mos i trego tjetërkujt! Të shkojë tjetërkush. Shkaktar është tjetërkush. E di tjetërkush këtë punë. Merret tjetërkush me të.*

TJETËROR,~E *mb. elektr.* Që ndryshon drejtimin dhe forcën në mënyrë të caktuar here pas here (për rrymën). *Rrymë tjetërore.*

TJETËRPARDJE *ndajf.* Ditën para ditës së par-djeshme, tri ditë para ditës së sottne. *U takuam tjetër-pardje. E kam parë tjetërpardje.*

TJETËRPASNESËR *ndajf.* Ditën pas ditës së pas-nesërme, tri ditë pas ditës së sotme. *Eja tjetërpasnesër! Tjetërpasnesër kemi mbledhje.*

TJETËRQYSH *ndajf.* Ndryshe. *E kuptoi tjetër-qysh. Nuk di si ta shpjegoj tjetërqysh.*

TJETËRSIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TJETËRSOJ, TJETËRSOHET. *Tjetër-simi i pasurisë (i tokës, i shtëpisë). E drejta e tjetër-simit. Bëri tjetërsimin.*

TJETËRSOHET *vetv. libr.* Bëhet prone e dikujt tjetër, i kalon si prone një tjetri, ndërron zot. *U tjetër-sua pasuria.*

TJETËRSOJ *ndajf. bised.* Në një mënyrë tjetër; ndryshe, jo ashtu si është. *Sillet tjetërsoj. la tregoi tjetërsoj çështjen. Me duket tjetërsoj sot. Është tjetërsoj puna.*

TJETËRSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. E bëj prone të dikujt tjetër, ia kaloj si prone një tjetri (një pasuri, një tokë, një mall etj.); e shes diçka. *Tjetër^ soi shtëpinë (token, pasurinë).*

2. E bëj tjetër, e bëj ndryshe, e ndryshoj. *Tjetër soi zërin.*

TJETËRSUAR (i,e) *mb. libr.* Që është bërë prone e dikujt tjetër, që ka ndërruar zot; që është shitur. *Pasuri (prone) e tjetërsuar.*

TJETËRSUESHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që mund të bëhet prone e dikujt tjetër, që mund t'i kalojë si prone një tjetri (një pasuri, një tokë, një malletj.); që mund të shitet ose të blihet. *Pasuri e tjetër-sueshme.*

TJETRAZI *ndajf.* Në mënyrë tjetër, ndryshe. *E kuptoi fjalën tjetrazi. Ishte krejt tjetrazi.*

TKURR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Zvogëloj vëllimin e një trupi duke e ftohur, duke e trysur etj. pa i ndry-shuar natyrën; *kund,* byraej. *Të ftohtët i tkurr trupat.*

2 Mbledh (për organet e trupit, indet etj.). *Tkurr muskujt.*

TKURREM *Vetv.* 1. *Met. veta III.* Zvogëlon vëllimin pa ndryshuar natyrën e vet (për një trup); *kund.* by-mehet. *Trupat tkurren. Tkurret metali.*

2. *vet. veta III.* Mblidhet (për organet e trupit, indet etj.). *Tkurret zemra. Tkurren muskujt (indet).*

3. Mblidhem, zvogëlohem; rrëgjohem. *Ishte tkurrur nga të ftohtët (nga pleqëria, nga frika).*

TKURRËS,~E *mb. fiz.* Që bën të zvogëlohet vë-llimi i një trupi pa i ndryshuar natyrën, që tkurr; *kund.* bymyes. *Veprim tkurrës. Force tkurrëse.*

TKURRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TKURR, TKURREM. *Tkurrja e trupave. Tkurrja e muskujve.*

TKURRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të tkurret (për një trup); *kund.* i bymyeshëm. *Trup (metal) i tkurrshëm.*

TKURRSHMËRI,~A . *fiz.* Vetia e një trupi që mund të tkurret, të qenët i tkurrshëm; *kund.* bymyesh-mëri. *Tkurrshmëria e trupave.*

TKURRUR (i,e) *mb.* Që ka zvogëluar vëllimin pa ndryshuar natyrën e vet; *kund.* i bymyer. *Minerale të tkurrura.*

TMERR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Frikë e madhe që ndiejmë përpara një rreziku a një fatkeqësie. *hyri (e zuri, e kapi) tmerri. I vinte tnterr* tmerrohej. *shtiu (i kalli) tmerrin. I doli tmerri. E dëgjoi me tmerr. Të ngjall tmerr.*

*2. kryes. sh.* Diçka që të fut frikë të madhe, diçka që të tmerron; diçka e keqe dhe e padurueshme. *Tme-rret e luftës. Kane parë tmerre me sy. Çfarë tmerri!*

3. *përd. kallëzues.* Është e tmerrshme, është e padurueshme. *Tmerr kur e shikoje.*

TMERRËSISHT *ndajf* Jashtëzakonisht shumë, në një sasi a në një shkallë shumë të madhe; në mënyrë të tmerrshme. *Vuante tmerrësisht. E shqetësonte tme-rrësisht. Ishte tmerrësisht i lodhur. Ishte tmerrësisht e mërzitshme.*

TMERROHEM *vetv.* 1. Me hyn tmerri, me zë tmerri, frikësohem shumë. *Tmerrohem kur e mendoj. U tme-rruan kur e pane.*

2. *Pës. e* TMERR OJ.

TMERROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I fut tmerrin dikujt, i kail tmerrin, e frikësoj shumë. *E tmerruan armikun. Tmerroi shtëpinë (familjen). I tmerroi shokët.*
TMERRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që të fut tmerrin, që të ngjall tmerr, shumë i frikshëm. *Luftë e tmerrshme. Krime të tmerrshme. Njeri i tmerrshëm. Është i tmerrshëm (e tmerrshme).*
2. Jashtëzakonisht i madh, që shfaqet në një sasi a në një shkallë shumë të madhe. *Frikë e tmerrshme. Rrëmujë e tmerrshme. Force e tmerrshme. Punëtor*
*(novator) i tmerrshëm. Frikacak i tmerrshëm. Gjendje e tmerrshme.*
TMERRUAR (i, e) *mb.* Që i ka hyrë tmerri, që e ka zënë tmerri, shumë i trembur; që shpreh tmerr. *Fë-mijë i tmerruar. Me sy të tmerruar. Me fytyrë të tme-rruar. Me zë të tmerruar.*
TMERRUES,~E *mb.* Që të fut tmerrin, që të ngjall tmerr; i tmerrshëm. *Krime tmerruese.*
TO *vetor. Kallëz. e përem. vetor* ATO (pas parafja-lëve). *Me (pa) to. për to. Në (nëpër) to.*
TOÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Kalli i vogël misri, kalli i parritur a i pazhvilluar mirë. *Misri kishte bërë ca toça. Mblodhën ca toça.*
*2.* Pjepër a shalqi i vogël. *Këputi një toç.*
3. Kokë lakre a sallate, zakonisht e vogël. *4.j'ëm.* Kokë. *Iu vra toçi. Eka toçin të madh(të vogël).*
5. Pjesa e kokës që duket kur bien flokët, tepja e kokës pa flokë; tullë. *Toçi i kokës. I dukej (idoli) toçi.*
*6. përd. ndajf.* Duke i qethur a duke i rruar të gjithë flokët e kokës gjer në rrënjë; pa flokë. *U qeth toç. E ka (e bëri) toç kokën.*
7. *përd. mb. fig.* I lehtë nga mendja, torollak. *Djalë (plak) toç.*
TOÇIT (TOÇIS) *kal.,* ~A, ~UR. Hedh verën nga një fuçi në një fuçi tjetër ose në shishe për ta ruajtur; zbraz diçka nga një enë në një tjetër. *E toçiti verën në shishe.*
TOÇITET. *Pës. e* TOÇIT.
TOÇITJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TOÇIT, TOÇITET. *Toçitja e Veres.*
TOG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Grumbull gjërash të vena a të hedhura njëra mbi tjetrën pa rregull; grumbull. *Tog plaçkash. Tog librash (gazetash). Tog kallamash (gjethesh).*
2. Grumbull prej diçkaje, që vjen i ngritur si bre-gore e vogël; grumbull drithi që është shirë e mbledhur në lëmë si pirg. *Tog bari (gruri). Tog dheu frëre). Mbledh (bëj, pastroj) togun.*
3. *fig.* Grup çështjesh, dukurish etj. që kanë lidhje njëra me tjetrën, grumbull shfaqjesh a dukurish zakonisht të një lloji; varg. *Një tog ligjesh (problemesh, marrëveshjesh). Një tog njoftimesh. Këtu kemi një tog gjërash.*
4. Grup i vogël njerëzish. *Tog njerëzish. Tog nxë-nësish (fëntijësh).*
5. *gjuh.* Grup i përbërë prej dy a me shumë njësish gjuhësore të lidhura ngushtë ndërmjet tyre. *Tog zanor (bashkëtingëllor). Tog foljor. Tog i qëndrueshëm. Tog frazeologjik. Tog fjalësh.*
6. *përd. ndajf.* Në grup, bashkë, së bashku, të gjithë së bashku. *Mblidhen (nine) tog. Ecin tog. I marrim tog.*
TOGER,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Grade oficeri e shkallës së dytë, më e ulët se kapiteni; oficeri me këtë grade (në ushtritë që kanë grada). *Toger i këmbësorisë.*
TOGË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Njësi e vogël ushtarake në përbërje të kompanisë, e ndarë në dy deri në katër skuadra. *Togë këmbësorie. Toga e zbulimit. Komandanti i togës. Mbledh (shpërndaj, stërvit) togën.*TOGË,~A II . 1. *hist.* Veshje e sipërme e gjatë, zakonisht e bardhë, që mbanin qytetarët, zyrtarët e lartë e priftërinjtë në Romën e lashtë. *Togë me shirit të qëndisur.*
*2. fig. libr., keq.* Mbulesë për të fshehur përmbajtjen e diçkaje ose qëllimin e vërtetë, petk, veshje. *Ka veshur togën e marksistit.*
TOGËKOMANDANT,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Komandanti i togës. *Detyra e togëkomandantit.*
TOGËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I bëj tog, i mbledh tog. *Togëzoj plaçkat (rrobat).*
TOGFJALËSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *gjuh.* Njësi sintaksore që merr pjesë në ndërtimin e fjalisë dhe që përbëhet nga dy a me shumë fjalë kuptimplota, të cilat kanë lidhje të ngushta gramatikore e kuptimo-re ipe njëra tjetrën *(p,sh. detyra të mëdha, bukë gruri, dy nxënës, mot me diell, shumë ditësi],). Togfjalësh i thjeshtë (i përbërë). Togfjalësh nënrenditës (bashkërenditës, këpujor). Togfjalësh me (pa) parafjalë. Togfjalësh i qëndrueshëm (i pandashëm, i lire). Togfjalësh emëror (mbiemëror, j'oljor, ndajfoljor). Togfjalësh përcaktues (thirror). Togfjalësh i varur (i pavarur),*
TpGJE-TOGJE *ndajf.* Në disa grupe, me grupe të \^eçuara, në togje gmpe-grupe, tufë-tufë. *Mblidhen (gritmbullohen) togje-togje. Ka mhirë togje-togje. Fluturojnë togje-togje. Shkojnë (rrinë) togje-togje.*
TpjË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjalmë a lidhëse prej leshi, prej pambuku a prej liri, me shumë flje të dredhura, që përdoret për të lidhur çorapet ose opingat; retër; fill çfarëdo për të lidhur diçka, lidhëse; litar|. *Tojë leshi (pambuku, liri). Tojë e hollë (e trashë). E lidhi me tojë. Lidhi (zgjidhi, shtrëngoi) tojën.*
2J Fitili i kandilit. *U dogj toja.*
3.j Secila nga fijet e para të trasha që tërhiqen nga fshikëza e mëndafshit dhe që zakonisht nuk përdoren për punime; tepricat e fshikëzave të mëndafshit. *Grum-buliimi (shfrytëzimi) i tojave. Tërhoqi tojën.*
4. Fill i gjatë, me një grep në fund, i lidhur zakonisht në kallam, që përdoret për të zënë peshk.
. *Hodhi tojën. Mblodhi (tërhoqi) tojën.*
5. Pipi i hardhisë, që lidh rrush. *Tojat e hardhisë.*
TOJË,~A n .'.*sh.* ~A, ~AT *zool.* Kurrilë. *Tufë tojash. Fluturimi i tojave.*
TOK *kal,* ~A, ~UR. 1. Grij mishin me satër mbi një dërrasë ose e rrah mbi të derisa të bëhet i për-shtatshëm për qofte. *Tok mishin.*
2. Rrah me çekiç rnbi një kudhër presën e kosës, të draprit etj. për ta mprehur; kalit gurin e mullirit me çekan; kalit. *Tok draprin (kosën). Tok gurin e mullirit. Tok me çekiç (me çekan).*
3.Trokas, i bie derës. *Toku derën. Dikush po tok.*
4. I jap e i shtrëngoj dorën dikujt për ta përshën-detur kur takohem me të, kur lidhim një fjalë, kur ndatiem prej tij etj. *Token duart. Toke një here si burrdt! Eja ta tokim! Tashti toke këtu! I toku të gjithë me radhë.*
5.jPërpjek a takoj gotën e pijes me dike kur ngre dolli;, çokas. *Token gotat. Toke me mua!*
6.;Bashkoj, përziej, bëj tok. *Tok miellin me vezë.*
TOK *ndajf.* 1. Bashkë, grumbull a grup, të gjithë së

bashku, të gjithë në një vend. *Ecnin (rrinin) tok. U bënë tok. V mblodhën tok.*
2. Së bashku, bashkë me mua a me një tjetër. *Er-dhëm tok. Isha tok me të.*
• Së toku së bashku, bashkërisht.
TOKA. *vet. sh.* Bëj me toka: i japim e i shtrëngojmë dorën njëri-tjetrit për t'u përshëndetur kur takohemi, kur lidhim një fjalë etj.
TOKA,~JA . *sh.* ~, ~TË. Tokëz. *Toka e madhe (e vogël). Toka sermi. Mbërtheu (zbërtheu) tokanë.*
TOKEM *vetv.* I jap e i shtrëngoj dorën dikujt; përshëndetem me dike, takohem. *U tok me shokun. U token e u përqafuan.*
TOKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. *Vet. nj.* Planeti ynë, si një nga planetët e sistemit diellor; rruzulli i këtij planeti me pjesën e forte e me pjesën ujore, si edhe shtresa e gaztë (atmosfera) që e r?ethon atë; planeti ku jeton njerëzimi në tërësinë e tij; bota. *Rruzulli i Tokës. Boshti i Tokës. Korja e Tokës. Bërthama (qendra) e Tokës. Ekuatori i Tokës. Meridianët e Tokës. Jeta në Toke. Toka dhe Dielli. Lindja e jetës në Toke. Toka rrotullohet rreth Diellit. Toka është e rrumbu-llakët.*
*2.* Pjesa e forte e rruzullit tone në kundërvënie me ujin a e kufizuar prej tij. *Toke e mbyllur. Toka e Arktikut. Në toke e në det. Zbriti (zbarkoi) në tokë. Doli në tokë. E nxori në tokë. Uji lag token.*
3. Korja e rruzullit tone në tërësinë e saj a në një pjesë të caktuar; shtresa e sipërme e kësaj koreje; lënda e forte a e shkrifët, që përbën koren e rruzullit tone; dhe. *Tokë e bardhë (ezezë, e verdhë, e përhime). Tokë e hedhur. Lëkundjet e tokës. Shembjet (shkarjet) e tokës. E futi në tokë. E nxori nga toka.*
*4.* Rrafshi, në të cilin qëndrojnë e lëvizin njerëzit, kafshët etj., sipërfaqja, trualli. *Ulem (shtrihem) në tokë. Rri (bie) në tokë. Zvarritem për tokë. Ngrihet mbi tokë. Zhvillohet nën tokë. Vë këmbën (gjurin) në tokë. Prek token. U ngrit nga toka. Zuri tokë. Shkeli në tokë. Preku token. U be rtjësh me token.*
5. Cope trualli që e punojmë dhe e mbjellim me bimë bujqësore, me pemë, me bar etj.; are, vresht, pemishtë etj.; vend i kufizuar, i punuar a në gjendje natyrore, që e ka dikush dhe e përdor për diçka. *Tokë e vogël (e madhe). Tokë pjeltore. Tokë e lëruar. Toka të reja. Tokë e ujitur (nën ujë). Tokë e punueshme. Tokë djerre. Tokë buke. Tokë për vresht a (për dtihan, për pyje, për kullotë). Tokë me v~reshta (me ullinj, me pyje). Tokë kullotë. Tokat e kooperativës. Tokal e kishës (e teqesë). vjet. Kullimi i tokës. Pjelloria e tokës. Punojnë (lërojnë, mbjellin) token. Hapën tokë të re. Pasurohet (varfërohet) toka. Nuk lejohet shitja (blerja) e tokës. Toka i takon atij që e punon.*
6. Sipërfaqe e pakufizuar; pjesë e sipërfaqes së rruzullit tone ashtu siç është. *Tokë e zhveshur (e veshur). Toka të panjohura (të pafundme).*
7. *gjeol.* Shtresë gjeologjike me ndërtim të ve-çantë nën ndikimin e faktorëve kimikë, biologjikë etj. *Tokë ranore (argjilore, gëlqerore). Tokë e kripur. Përbërësit e tokës. Shkenca mbi token.*
8. *lart.* Vend, shtet; atdhe. *Toka arbërore. O toka ime! Toka mëmë. E duam token tone. Dëbuam armikun nga toka jonë.*
*k* Ra në tokë lindi (për fëmijën). Ra për tokë ra shumë poshtë (për gjendjen shpirtërore etj.). Fitontokë (truall, vend) *shih te* FITOJ. Humb tokë *libr. shih te* HUMB. Është për tokë është në gjendje shumë të keqe (për prodhimin, disiplinën etj.); nuk vlen fare, është shumë keq (për një njerI me përgatitje të dobët, me sjellje të keqe etj.). S'e ka toka! është shumë i mirë a i bukur, s'e ka shokun a shoqen, s'ka të tillë në botë. Nuk e mban toka *diçk a shih te* MBAJ. Nuk e mban toka (vendi) *dike shih te* MBAJ. Dy pëllëmbë mbi tokë *shih te* PËLLËMBË,~A “. S'e prek token *dikush shih te* PREK. Prush në tokë (në hi) *shih te* PRUSH,~I. Puthi token (trua-llin) *dikush* u përul me nderim përpara dikujt; ra në gjunjë përpara dikujt a diçkaje. Si qielli me token *shih te* QIELL,~I. Rren për tokë (shtruar) *shih te* RREJ. Rri në tokë! *iron,* jo more! (kur dikush thotë diçka shumë të çuditshme e të pabesueshme). Me shpinë në tokë (përdhe, përfundi) *shih te* SHPINË, —A. E zbriti në tokë *dike* e ka bërë të njohë e të kuptojë jetën e vërtetë që e rrethon, kushtet e vërteta, në të cilat punon e vepron. Zë tokë *shih te* ZË. Kur të bashkohet (të takohet, të puqet) qielli e toka (qielli me token) *iron, shih te* QIELL,~I. U be një (njësh) me token vdiq. E bëri një (njcsh) me token e shkatërroi krejt, e rrafshoi (një qytet, një fshat, një shtëpi etj.). E bëri tokë e tavan *shtëpinë* etj. e bëri rrëmujë, e bëri lesh e li, e bëri lëmsh. E bëri rrafsh me token *shih te* RRAFSH. S'i bie fjala në (per) tokë nuk thotë asnjë fjalë pa vend, e di se ç'flet, nuk net kot; është i pjekur, i matur; është i zgjuar. I ranë duart në tokë *dikujt* a) i ngrinë, iu thanë duart nga të ftohtët; b) iu këputën, iu lodhën shumë duart nga një punë e rëndë dhe e pandërprerë. Mos të rente shpina për tokë! *shih te* SHPINË,—A. I digjet (i zien) toka (trualli) nën këmbë *shih te* DIGJEM. Nuk është ende në tokë të bukës *dikush* nuk ka filluar ende ta fitojë bukën vetë. S'është as në qiell as në tokë (as në dhe) *shih te* QIELL,~I. S'e mban (s'e duron) as qielli as toka (as dheu)' *shih te* QIELL,~I. Qielli me token të bashko-hen! *shih te* QIELL,~I. I rrëshqet (i shket, i luan, i lëviz, i dridhet) toka (trualli) nën këmbë *shih te* KËM-BË,~A. Taktika (politika) e tokës së djegur shka-tërrimi i plotë i çdo gjëje, që ben një ushtri pushtuese në një vend të caktuar për të mposhtur qëndresën e popullit. S'i zënë këmbët tokë (dhe, vend) *shih te* KËMBË,~A. E kërkoi në qiell, e gjeti në tokë *shih te* QIELL,~I. S'e lë fjalën të bjerë në tokë (per-dhe, përtokë) i dëgjon me vëmendje fjalët që i thotë dikush, nuk i shpëton asnjë fjalë; është i zgjuar dhe i mprehtë. E ka një këmbë në tokë, një këmbë në varr *shih te* VARR,~I. Ajo e tokës (sëmundja e tokës) *mjek., euf.* epilepsia. Kadaifi i tokës *bot. shih te* KADAIF,~I. Lëngata e tokës (e hënës) *mjek., euf. shih te* LËNGATË, ~A. Skeleti i tokës *bujq. shih te* SKELET,~I. Tokë skeletore *bujq. shih te* SKELETOR,~E. Krimb toke *bot. shih te* KRIMB,~Ii. Man t o k e *bot. shih te* MAN,~I. Mizë toke (dheu) *zool.* milingonë. Qershi toke *bot. shih te* QER-SHI,~A. Rrush toke (frëngu) *bot. shih te* RRUSH,~I.
TOKË,~A II . *sh.* ~A, ~AT. Pllakë e metaltë, së cilës i bien për të dhënë një shenjë; tingëllima e saj; çangë. *Toka e punës (e pushimit). Toka e drekës. Ra toka. Fillojnë punën me tokë.*
TOKËL,~LA. *sh.* ~LA, ~LAT. Kokërr; cope; topth dheu etj. *Tokël sheqeri. Tokël qymyri (gëlqereje). I ra me një tokël dheu.*

TOKËLLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend a truall pa bimësi, tokë fare e zhveshur, e ngjeshur dhe e thatë, trokë. *E hëngrën tërë barin bagëtitë dhe e bënë livadhin tokëllinë.*
TOKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *euf.* Gjarpër. £ *kafshoi (e pickoi, e hëngri) tokësi. E zëntë tokësi! ntallk.*
TOKËSOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me Token si planet, që i përket Tokës, i Tokës. *Lëmshi tokësor. Korja tokësore. Rrethi tokësor. Cjysmërruzujt tokësorë. Tërheqja tokësore.*
2. Që ka të bëjë me token, e cila punohet dhe mbillet me bimë bujqësore, që i përket kësaj toke; që ka të bëjë me vendin, të cilin e ka dikush dhe e për-dor për diçka. *Prona tokësore. Renta (taksa) tokësore.*
3. Që jeton, që lëviz a që ndodhet në tokë; që bëhet me anë të tokës, që bëhet në tokë a nëpërmjet tokës. *Forca tokësore. Sulm tokësor. Mjete tokësore. Tran-sporti tokësor. Me rrugë tokësore.*
4. Që ka të bëjë me një vend a truall të caktuar, që i përket një territori të caktuar a që lidhet me të; territorial. *Tërësia tokësore. Hapësira tokësore. Ujërat tokësore. Paprekshtnëria tokësore.*
5. Që lidhet me koren e tokës në tërësi a në një pjesë të caktuar. *Lëkundje tokësore. Shkarje (shembje) tokësore.*
6. Që i takon botës sonë, që është i botës realc; që është marrë nga jeta, që pasqyron jetën dhe i për-gjigjet së vërtetës, që është a që bëhet si në jetë, je-tësor. *Heronj tokësorë. Ndjenja tokësore. Jetë tokësore.*
TOKËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mbërtheckë prej metali, prej briri, prej druri a prej ndonjë lënde tjetër, e rrumbullakët a katrore, zakonisht me një gjuhëz në mes, që qepet në fund të një rripi, të një brezi, në kapakun e një çante etj. dhe që shërben për ta mbajtur atë të mbërthyer a të mbyllur. *Tokëz ari (argjendi). Tokëza e rripit (e çantës). Mbërtheu (zbër-theu) tokëzën.*
TOKËZlM,~I *m. fiz.. tek.* 1. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve TOKËZOJ, TOKËZOHET. *To-*
*këzimi i antenës. Tokëzimi i aparateve (i makinave elektrike). Bëri tokëzimin.*
*1.* Përcjellësi që lidh një makinë elektrike, një apa-rat, një tel, një radio etj. me token. *Tokëzim mbrojtës. Tokëzim dyfish. Makinë me tokëzim. Vuri tokëzimin. U këput tokëzimi.*
TOKËZOHET *fiz., tek. Pës. e* TOKËZOJ.
TOKËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *fiz., tek.* Lidh një makinë elektrike, një aparat, një tel, rrufepritësin etj. me token me anë të një përcjellësi për të shkarkuar rrymën e tepërt elektrike; lidh me token radion për të forcuar marrjen. *Tokëzoj antenën. Tokëzoj makinën larëse (frigoriferin, aparatin).*
TOKËZCAR (i,e) *mb.* Që është lidhur me token me anë të një përcjellësi për të shkarkuar rrymën e tepërt elektrike (për makina elektrike, aparate etj.). për të forcuar marrjen (për radion etj.).
TOKËZUES,~E *mb. fiz., tek.* 1. Që shërben për të bërë tokëzimin, që bën tokëzimin, që tokëzon. *Përcjellës (tel) tokëzues.*
2. *si em.* ~, ~I *m.sh.* ~, ~IT. Përcjellës që lidh një makinë elektrike, një aparat, një tel, rrufepritësin etj. me token për të shkarkuar rrymën e tepërt elektrikeose që lidh radion për të forcuar marrjen. *Tokëzues natyror. Tokëzuesi i aparatit.*
TOKICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grup njerëzish, kafshësh a sendesh që ndodhen bashkë a pranë njëri-tjetrit; grumbull. *Tokicë djemsh (ushtarësh). Tokicë kafshësh. Tokicë drurësh.*
TOKMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vegël e ma-dhe; që përbëhet prej një cope trungu të rëndë e prej drurësh të mbërthyer paralel në dy anët e tij dhe që përdoret për të thyer plisa në are, për të ngjeshur dheun etj. | *Koka e tokmakut. Shtypin (rrahin, sheshojnë) token me tokmak.*
2.j Çekan i madh hekuri, që përdoret për të thyer gurë; çekan i madh prej druri, që përdoret për t'i rënëj pykës kur çajmë dm, për të thyer plisa etj.; varel *Thyejnë gurët me tokmak.*
3. Dru i rëndë, i rrumbullakët dhe i gdhendur, më të cilin qeleshepunuesi i bie dredhës së harkut kur lënuret leshi. *E rreh me tokmak.*
4. Çekan i madh druri që përdor samarpunuesi, maj.
5. | Dorëz a goditëse e metaltë, e vendosur në derë, që shërben për të trokitur. *Trokiti me tokmak. I ra tokmakut.*
6. Kupac për të shtypur hudhra, arra etj. *shtypi në tokmak.*
TOKSINË,~A . *biol., mjek.* Lëndë e helmet, që prodhohet nga disa mikrobe parazite në trup të nje-riut, j të kafshës a te bimët. *Toksinë biologjike.*
TOLLOMBAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *muz.* Vegël muzikore si daullë, që përbëhet nga një kupë si gjysmë-rruzull prej metali a prej balte dhe nga një lëkurë e shtrirë përsipër, së cilës i bien me një rrip ose më të dyja | duart. *bie tollombazit. U ça tollombazi.*
*2. përd. mb. fig.* I trashë nga mendja, budalla.
TOLLOVI,~A . *bised.* Rrëmujë e madhe, çrre-gullirh i plotë, pështjellim, trazirë. *Bert tollovi.*
TOLLOVIT (TOLLOVfS) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Çrregulloj, përziej, ngatërroj; e bëj lesh e li, e bëj mish-mash. *E tolloviti punën (bisedën). E tolloviti shtëpinë.*
2. E sjell dike kot poshtë e përpjetë pa i kryer punë, e sjell rrotull, sorollat. *E tolloviti gjithë ditën. Mos e tollovtf kot!*
TOI.LOVITEM *vetv. bised.* 1. Turbullohem, hum-bas mendjen, me prishet mendja; me prishet gjaku. *Mos it tollovit! U tollovit tani e s'di ç'bën.*
*2.* Sillem kot poshtë e përpjetë pa bërë asnjë punë. *U tollovit gjithë ditën.*
*3. Pës. e* TOLLOVIT.
TOLLUMBË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Opinga a këpucë llastiku të sheshta, pa thembër; caruqe. *Një pale tollumba. Mbathi tollumbat.*
TOMBOL,~A . Lojë si lotari, që luhet me disa copa kartonësh, të ndarë në katrorë me numra të ndry-shëm;j kartonët dhe pullat me numra të kësaj loje. *Kartonët (pullat) e tombolës. Luanin tombola.*
TON,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njësi peshe e bara-bartë me një mijë kilogramë ose me dhjetë kuintalë. *Një ton grurë. Dhjetë tone miser. Kane prodhuar një-qind tone mbi planin.*
TON,~I ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Peshk i madh
grabitqar, deri në pesë metra i gjatë e me peshë deri në peseqind kilogramë, me kurriz në ngjyrë blu të errët e me bark pulla-pulla, që rron zakonisht në detet e ngrohta. *Gjuetia e tonit. Konserva toni.*
TON,~I in *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *fiz.* Tingull i rregullt në një lartësi të caktuar, që prodhohet nga lëkundje të njëpasnjëshme të valëve të ajrit; tingulli në kundërvënie me zhurmën. *Ton i thjeshtë (i përbërë). Ton i lartë (i ulët). Ton i paster.*

*2. muz.* Tingull muzikor; interval! mëi madh ndër-mjet dy notave të njëpasnjëshme në gamën muzikore; tingulli muzikor bazë, më të cilin nis një këngë a një vepër tjetër muzikore. *Gama kapesë tone dhe dy gjys-mëtone. Një ton me lart (me poshtë). I dha tonin korit (orkestrës).*
3. Forca a lartësia e zërit kur flasim. *Ngre (ul) tonin. Fliste me ton të lartë.*
4. *zakon. sh. libr.* Nuance e hollë e një ngjyre, ngjyra a nuanca nga anon një ngjyrë tjetër. *Me tone të hapura (të çelura). Me tone të errët a. Tonet e ngjyrës.*
5. Mënyra si flasim a si shfcruajmë, mënyra si i themi gjërat për të shprehur me qartë ndjenjat, qën-drimin e vlerësimin tone për dike a për diçka. *Me ton të ashpër (të butë). Me ton të ngrohtë (të ftohtë). Me ton lutes. Me ton atëror (këshillues). Me ton të prerë (të vendosur). Me ton tallës (qortues). Me ton zyrtar. lu përgjigj me po ate ton. Ndërroi (ndryshoi) tonin.*
• I jep tonin (jetës, mbledhjes, etj.) *libr.* e për-cakton, e bën të marrë një drejtim a një rrugë të caktuar (një mbledhje, një punë etj.); bën diçka që shërben si shembull për të tjerët, bëhet shembull për diçka.
TONA *përem. Sh.* i JONË. *Nënat (motrat, vajzat) tona. Me forcat tona. Dëshirat tona. Fushave (maleve) tona. Fitoret tona. Jemi tonat. Fituan tonat.*
TONAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pesha e përgjithsh-me e një mjeti transporti së bashku me ngarkesën më të madhe që mund të mbajë, e llogaritur në ton; sasia e tonëve që mund të mbajë një mjet transporti. *To-nazhi i anijes. Anije me tonazh të madh (të vogël). E kaloi tonazhin.*
TONELATË,~A.*' sh.* ~A, ~AT. *shih* TON,~I i. *Një tonelatë drithë. Njëzet tonelata krom.*
TONE. 1. *Gjin., dhan., kallëz., rrjedh. e përem. pron.* YNË. *Vendit tone. Fshatin tone. Prej shokut tone.*
*2. Kallëz. e përem. pron.* JONË. *Gjuhën tone. Organizatën tone. Shoqen (motrën) tone. Është në dorën tone.*
TONIK,~E *mb. mjek. 1.* Që të forcon e të jep fuqi (për barna, për pije a për lëndë të tjera). *Bar tonik. Pije tonike.*
*2. gjuh. shih* THEKSUAR (i,e). *Theks tonik* theks lartësie.
3. si *em.* ~U *m. sh.* ~Ë, —ËT. Bar, pije a lëndë tjetër që të forcon e të jep fuqi. *Është një tonik i mirë.*
TOP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *usht.* Armë e rëndë zjarri, me grykë të gjatë e të gjerë, që përdoret në luftë për të hedhur larg predha të mëdha. *Top kundërajror. Top kundërtank. Gryka e topit. Shtrati i topit. Qitje me top. Një breshëri topash. Mbush (zbraz) topin. Gjëmojnë topat. Gjuaj (shtie) me top. I ra (e rrahu) me top* e qëlloi me artileri.
2. Rruzull me madhësi të ndryshme, zakonisht prej llastiku e i mbushur me ajër, që kërcen kur e goditimose kur përplaset në një vend të forte dhc që përdoret për të luajtur. *Top llastiku (plastike). Top lecke. Top futbolli (basketbolli, volejbolli). Top tenisi. Top hokei. Top pingpongu. Top fëmijësh. Top dore (këmbe). Topa me ngjyra. Lojërat me top. Luaj me top. Hedh (gjuaj) topin. U shpua (u shfry) topi. Kërcen si top. Është si top* është i shëndetshëm, është me fytyrë të mbushur e topolak (zakonisht për fëmijët).
3. Lëmsh nga një lëadë e butë ose e shkrifët. *Top dëbore. Top balte. Top brumi.*
4. Një sasi stofi, pëlhure, letre, duhani etj., që mbësh-tillet rrumbullak ose lidhet dëng për ta mbajtur me mirë. *Një top letër (karton). Dy topa stof (basmë, beze, fanellatë). Top pambuku. Top duhani. Bleu një lop shkrepse.*
5. Shirit a rrip i gjerë në pslhurën e mëndafshtë, që bëhet gjatë endjes me ngjyrë tjetër ose me fill të ndryshëm nga tjerri. *Top i kuq (i zi, i gjelbër). Pël-hurë me topa.*
6. *si ndajf.* Të gjithë së bashku, bashkë, tok; lëmsh, shuk. *Erdhën top. Jemi top. E ntblodhi peshqirin top.*
*1. si ndajf. bised.* Përfundimisht, plotësisht, krejtë-sisht; menjëherë, si i vdekur, në vend. *E mblodhi (e ndau) mendjen top. Iu mbush mendja top. E bëri men-djen top* vendosi përfundimisht për diçka. *është bërë mendja top* i është mbushur mendja përfundimisht për diçka. *Ra top në gjumë. Ra top në tokë. E la top* e vrau me një të goditur. *Mbeti top në vend* ra e vdiq menjëherë.
• U be top (toka etj.) ngriu nga të ftohtët, u be akull. I ra me top a) e zgjidhi shpejt e me guxim diçka; b) e shkatërroi përfundimisht. Ëjbtë tape topi (tape) *thjashtligj., tall, shih tek* TAPË,~A. Mish për top *keq.* ushtarë që dërgohen me force nga qeveritë e vendeve borgjeze e revizioniste për t'u vrarë në luf-tëra pushtuese e grabitqare. Topi s'na niad shkojmë shumë mirë me njëri-tjetrin, kemi shoqëri të ngushtë e të paster, s'na ndan dot asgjë. T'u bëftë pnshka top! *ur.* t'u rritshin fuqitë e fitofsh (për dike që shkon në luftë kundër armikut, në kufi për mbrojtjen e atdheut etj.). Ja hop, ja top (hop, top) *shih te* HOP. Është hop top *shih te* HOP. Është top sheqeri *shih te* SHEQER,~I. S'e loan (s'e hind) (as) topi a) pikërisht ashtu është, është shumë e sigurt dhe e vërtetë; b) nuk e lëviz dot njeri nga një vend, nga një punë etj., ka zënë vend mirë, s'e luan dot. E ka mendjen top e ka mendjen të kthjellët, me gjithë moshën e kaluar. S'të lënë topat, të dëgjosh dyfekët *fj. u.* kur të zë një e keqe e mad he, i harron hallet e tjera më të vogla.
TOPAIX,~E *mb. bised.* 1. edhe *shar.* I çalë; ça-laman. *Plak (fëmijë) topall. Grua topalle. Ka një këmbë topalle. Është topall nga të dyja këmbët.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
TOPANXHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Armë brezi si revole, që mbushej nga gryka dhe që shkrepej me strall; kobure, pisqollë. *Mbushi topanxhën. E qëlloi (e vrau) me topanxhë.*
• S'bëhet dora topaaxhë *fj. u.* a) çdo gjë a çdo punë do mjetet e saj; b) është gjë e pamundur, është diçka që nuk mund të bëhet.
TOPAZ,—'I *m. sh.* ~E, ~ET *min.* Mineral me ngjyra të ndryshme, me kristale të tejdukshme dhe të shkëlqyeshme, që përdoren si gurë të çmuar për unaza, për vathë, për gjerdanë etj.; gur i çmuar, zakonisht
i verdhc, që nxirret nga ky mineral. *Gurë topazi. Vathë topazi. Unazë me topaz. Gjerdan me topaze.*
TOPÇE *mb. bised.* 1. I mbushur në fytyrë e në trup, i shëndoshë, topolak, rrumbullak; buçko. *Fëmijë lopçe. E kishte vajzën topçe.*
*2.* Që i ka petlat të mbledhura si top (për lulet). *Lule topçe.*
3. JI *ndajf.* Shumë mirë, si top (për shëndetin). □ — *Sije? — Topçe.* □
TOPÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *usht., vjet.* Ushtar që shtinte me top, numëror topi; artiljer. *Topçi i vjetër. Shërbente si topçi.*
TOPGROPTHI *ndajf.* Luaj topgropthi: luaj një lojë ku marrin pjesë zakonisht dhjetë fëmijë, të cilët mundohen ta

hedhin topin në njërën nga gropat e vogla të hapura në vijë të drejtë një për çdo lojtar; doçash.
TOPIL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Pellg i gjerë, ku grumbullohet ujë për ujitjen e arave, zakonisht në kohë thatësire. *Topil me ledhe. Penda e topilit. U mbush topili.*
2. *krahin.* Grumbull dheu, bari, byku, plehu etj. *Topil i vogël (i madh). Topil dheu (plehu).*
• U be topil u lag shumë, u be qull.
TOPIT (TOPIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Mpij tehun e një prese; i trash a i prish tehun; çmpreh. *E topiti sëpatën (thikën).*
2. I pres dikujt hovin, e ndrydh, e bëj të ngurrojëpër një vendim që ka marrë, duke i thënë diçka që i prish mendjen, duke i futur frikën etj.; e bëj të tër-hiqet për diçka, e frenoj. *E topiti fëmijën.*
3. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).Më* lodh, me këput; me plogësh-ton (gjumi etj.). *E topiti gjumi. E topitën punët e shtë-pisë.*
TOPITEM *vetv.* 1. *vet. veta HI.* I mpihet tehu; i trashet a i prishet tehu; çmprehet. *Është topitur sëpata (kosa).*
2. Me pritet hovi nga diçka, filloj të ngurroj a të tërhiqem (nga një fjalë, nga njësjellje etj.); mbetem si i ngrirë, pritem, shtangem. *Mos u topitni!*
3. Lodhem, këputem; plogështohem (nga punët, nga gjumi etj.).
TOPITËS,~E *mb.* 1. Që të pret hovin, që të bën të ngurrosh a të tërhiqesh, që të pret; që të topit, që të sjell topitje; ndrydhës. *Fjalë topitëse.*
2. Që të lodh, që të këput; që të plogështon. *Vapë topitëse.*
TOPITJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve TOPIT, TOPITEM. *E pushtoi një topitje.*
TOPITUR (i,e) *mb.* 1. Që ka mbetur shung nga diçka, i çuditur, i habitur, i ngurrosur; i ndrydhur. *Fëmijë* i *topitur. Mbeti i topitur.*
*2.* I lodhur, i këputur (nga një punë, nga një së-mundje etj.). *Duket i topitur. E ndiej Men të topitur.*
TOPJAK,~U m. *sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Taksë që paguhej për kullotjen e bagëtive në kohën e pushtimit osman dhe të regjimeve të kaluara. *U kërkonin (u merrnin) topjakun.*TOPOGRAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me| topografi; ai që bën harta topografike. *Grupi i topografëve. Veglat (matjet) e topografit.*
TOPOGRAFI,~A . *gjeod.* Degë e gjeodezisë, që j merret me përllogaritjen dhe me paraqitjen në shkallë të zvogëluar të sipërfaqes së tokës në rrafshe e në harta; përshkrimi e paraqitja e një vendi me relfcvin dhe me shtrirjen e tij. *Topografia e një vendi. Topografia e qytetit (e fshatit).*
TOPOGRAFIK,~E *mb. gjeod.* Që ka të bëjë me top:ografinë, që i përket topografisë, i topografisë; që paraqet shtrirjen dhe relievin e një vendi në shkallë të zvogëluar. *Shenja topografike. Hartë topografike. Rrafshe topografike.*
TOPOLAK,~E *mb.* 1. I shëndoshë e i mbushur në fytyrë e në trup, buçko, rrumbullak (zakonisht për fëmijët dhe për njerëzit me trup të shkurtër). *Fëmijë topolak. Vajzë (nuse, grua) topolake.*
2. I mbushur, me tul (për fytyrën, për duart etj.). *Me\ duar topolake. Me trup topolak.*
3|. Që i ka kokrrat të dendura e të ngjeshura njëra mejtjetrën (për rrushin). *Rrush (vesh rrushi) topolak.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Këndonin (luanin) topolakët! Topolaku i babait! përk.*
IIOPONIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Emër vendi (krahine, qyteti, fshati, lumi, përroi, deti, liqeni, mali, are etj.). *Toponimet e Shqipërisë. Vend i pasur me topqnime. Mbledh toponimet.*
TOPONIMI,~A . *gjuh.* Tërësia e emrave të ven-devë (të krahinave, të qyteteve, të fshatrave, të lu-menjve, të përrenjve, të maleve, të arave etj.), toponimet. *Toponimi vendëse. Toponimia historike (e lasUfë). Toponimia e fshatit. Studimi i topommisë.*
TOPSHEQER,~E *mb* 1. Që e ka fytyrën të mbushur si top dhe të bardhë si sheqeri (zakonisht për fëmijët dhe për grate e reja). *Fëmijë topsheqer. Nuse topsheqere.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E mori top-sheqerin në krah.*
TOPTAN *ndajf. bised.* Të tërë përnjëherë, pa e ndarë në pjesë, pa i hequr asnjë pjesë, siç është (për një mall). *E shiti (e bleu) toptan. E mori (e dha) toptan.*
TOPTHI *ndajf.* Luaj topthi: luaj një lojë me top.
TOPURRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shkop me kokë, çomange. *ra me topurre.*
TOPURRUK,~U *m. përk.* 1. Fëmijë topolak. *To-purruku i mamit!*
2. *si mb.* I shëndoshë, topolak (për fëmijët). *Fëmijë (djalë) topurruk. Vajzë topurruke.*
TOPUZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Shkop i trashë prej dturi a prej hekuri, me kokë të madhe, të riumbullakët e zakonisht me thumba, që përdorej në kohë të vjetra si armë për të goditur. *armatosur me topuz. E goditi (i ra, e vrau) me topuz.*
2. Shkop i trashë si çomange, më të cilin i bien daulles. *Topuzi i daulles.*
3. *përd. ndajf.* Mbledhur rrumbullak, top (për flokët). *mpan (i kreh, i mbështjell) flokët topuz.*
TORBË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Trastë. *Torbë e madhe (e vogël). Torbë pëlhure (doku, lëkure). Mbushi Izbrazi) torbën.*
• E futi në torbë e bëri për vete plotësisht duke ia
hedhur, e shtiu në grackë. Me kokë (me krye) në torbë (në trastë, në thes) me rrezik të madh për jetën, duke rrezikuar jetën. Si torba (si trasta) në degë *shih te* DEGË,~ A. Me torbë e me trastë *shih tek* TRASTË, ~A. Nuk ia var torbën (trastën, kapistrën, kapista-Ilin, këmborën, hejbetë) *shih te* VAR. S'ka gjë në torbë (në trastë) nuk ka siguruar gjë, nuk ka gjë në dorë, nuk i ka punët mire, nuk ka gjë në vijë (për një punë, një çështje etj.). Iu qep me bukë në torbë (në trastë) *dikujt shih te* BUKË,~A. E vuri kokën (kryet) në torbë (në trastë) rrezikoi kokën, ndërmori një veprim duke rrezikuar jetën. Fjalë të mira e gurë në torbë (në trastë) *shih te* GUR,~I. As në thes as në torbë *shih te* THES,~I. E mban në torbë bukën e barutin është gati për gjithçka, me bukë e me armë, është gati për të përballuar çdo rrezik.
TORBË,~A II . *sh.* ~A, ~AT. Deng fijesh pam-buku, me peshë nëntë kilogramë. *Dy torba pambuk. Mblodhi (lidhi) torbën. Ngarkoi torbat.*
TORFË,~A . Lëndë me ngjyrë të murrme në të zezë, që formohet nga kalbëzimi i vazhdueshëm i mbeturinave të bimëve e grumbullohet në shtresa të ngjeshura (zakonisht në këneta e në moçale) dhe që mund të përdoret si qymyr ose si pleh. *Torfë e thatë. Shtresë torfe. Plehërimi me torfë. Grumbulluan torfën. Hodhën torfën në are. Djegin torfë.*

TORISHTË,~A *f. sh.* ~A, ~AT. Vathë dhensh e rrethuar me gardh, që e bëjnë zakonisht në are dhe e lëvizin kohë pas kohe, me qëllim që të plehëro-het e gjithë sipërfaqja e saj. *Torishta e dhenve (e dhive, e lopëve). Brenda (jashtë) torishtës. Futi dhentë në torishtë.*
•*k* I kanë hyrë në torishtë (punët) i ka në rregull punët, i ka ndrequr punët, i ka vënë në vijë.
TORK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Dërrasë e madhe dhe e trashë në mullirin e vajit, që vihet mbi kanistrat e mbushura me ullinj dhe që shërben për t'i shtypur ata e për t'u nxjerrë vajin. *Torku i mullirit të Vajit.*
*2.* Govatë për të shtypur rrush. *Tork i madh (i vogël). Vënë (shtypin) rrushin në tork.*
3. Trung druri i gërryer përbrenda, që shërben për të mbajtur miser. *E ruanin misrin në tork.*
TORKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Sasi filli prej leshi, prej pambuku etj., që mblidhet në qerthull, në makinë a midis dy duarve, për t'u larë ose për t'u ngjyer me lehtë etj.; shkul, çile, liter. *Torkë leshi' (pambuku). Torkë me pesëdhjetë gramë. Ngjyen tor-kat. E bëri fillin torkë. E bëri torkën lëmsh.*
2. Sasi duhani prej katër a pesë vargjesh të mbësh-tjella e të lidhura si top. *Torkë duhani. E bëjnë duhanin torkë.*
3. Shami a peshqir, që e lidhin nyjë nga njëra anë dhe që e përdorin për të goditur më të në një lojë fë-mijësh; turrë, turra; lojë me shami, që e vendosin në fund të një shkopi të ngulur në tokë, të cilin e mbron me një brez njëri nga lojtarët për të mos e marrë loj-tarët e tjerë. *Lojë me torkë. E goditi me torkë.*
TORLAR,~E *mb.* I shkathët, i zgjuar e dinak; që nuk bie lehtë në lak; velet. *Nuse torlare. Është torlar.*
TORLlAK,~U *m. vjet.* Taksë që paguhej për ku-llotën në mal aë regjimet e kaluara.TORNIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TORNOJ, TORNOHET. *Tor-nim i brendshëm (i jashtëm). Tomimi i metalit (i dru-rit). Bëj tornim* tornoj.
TORNITOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor i për-gatitur që punon në torno. *Tomitori i ofiçinës. Brigade e tornitorëve. Kurs për tornitorë,*
TORNITORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* TORNITOR,~I. *Tornitorë e dalluar. Punon si tornitorë.*
TORNO,~JA . *sh.* ~, ~T *tek.* Makinë e ndër-likuar, me pajisjet e nevojshme për prerje, për gdhend-je, për shpime etj., që përdoret për të bërë pjesë këm-bimi e punime të tjera me faqe zakonisht të rrum-bullakëta nga cope prej metali, prej druri a prej një lënde tjetër. *Torno vertikale (horizontale). Torno paralele. Torno për punime druri. Thika e tornos. Re-parti* i *tornos. Punon në torno.*
TORNOHET *tek. Pës. e* TORNOJ.
TORNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Punoj në torno një cope prej metali, prej druri a prej një lënde tjetër për të bërë prej saj një pjesë këmbimi ose diçka tjetër me faqe zakonisht të rrumbullakëta. *Tornoj metalin (drurin). Tornoj cilindrin.*
TOROLINGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pipëz e vogël prej kallami a prej kashte, që e bëjnë fëraijët. *Torolingë gruri. I fryn torolingës.*
2. *përd. mb. fig. keq.* I lehtë nga mendja; që e ka kokën bosh, fyçkë. *Është torolingë fare!*
TOROLLAK,~E *mb. bised., keq. I.* I trashë nga mendja, jo i zgjuar; budalla. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbicmrit.
TOROMAN,~E *mb. bised., keq. I.* Torollak; budalla. *Djalë toroman. Vajzë toromane.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
TORORIS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Hedh e pres foshnjën nëpër duar për ta gëzuar dhe për ta ledha-tuar, mbaj foshnjën në duar duke e tundur e duke e përkëdhelur; hedh e pres diçka nëpër duar duke luajtur me të. *Tororis djalin (vajzën). Tororis mollën.*
*2.* Vë foshnjën në gjumë duke i kënduar nina-nana e duke e përkundur.
3. *fig.* E sorollat dike kot; e zgjat a e zvarrit shumë një punë; e vonoj dike duke e mbajtur me fjalë. *tororispunët. Mos e tororis!*
TORORlSEM *vetv.* 1. Sillem kot andej-këtej pa bërë asnjë punë, sorollatem; vonohem; bëhem vonë. *U tororis gjithë ditën.*
2. *Pës. e* TORORIS.
TOROSHOSH *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Shoshit mirë e mirë një punë, një çështje, një mendim etj., stërshosh. *Toroshosh mendimet.*
TORPEDINIERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Anije luftarake e vogël dhe shumë e shpejtë, e pa-jisur me silure për të goditur anijet e tjera; silurues.
TORPILË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Silur. *E goditi me torpilë.*
• I vuri torpilën *diçkaje* e shkatërroi kieji diçka, i vuri minat, i vuri kazmën.
TORPILlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *usht.* Veprimi
sipas kuptimeve të foljeve TORPILOJ, TORPILO-HET.
TORPILOHET *usht. Pës. e* TORPILOJ.
TORPILOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. *usht.* Qëlloj me torpila; siluroj. *Torpiloi anijet e armikut.* 2. *fig. libr.* Shkatërroj, i vë kazmën diçkaje.
TORT,Ë,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Litar i trashë, zakonisht prej lëkure bliri, që përdoret për të lidhur, për të mbartur a për të tërhequr barrë të rënda. *Lidhi barren (darken) me tortë.*
•*k* E zgjat (e tjerr) tortë *diçka* e zgjat shumë dhe pa nevojë një punë, një bisedë etj., e bën tër-kuzë.
TORTË,~A II . *sh.* ~A, ~AT. Ëmbëlsirë në trajtë të rrumbullakët a katërkëndëshe me përmasa të ndryshme, pa sherbet e me disa shtresa, që bëhet me miell, me vezë, me sheqer, me qumësht etj., mbu-shet brenda me krem, me arra të shtypura etj. dhe zbukurohet përsipër e anash; një cope nga kjo ëmbëlsirë, e prerë zakonisht në trajtë trekëndëshi. *Tortë me arra e me gjaipë. Tortë me bajame. Një cope tortë, Preu tortën. Hëngrën nga një tortë.*
TORTURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Dhunë e rëndë trupore a mundim me mjete e me mënyra të ndryshme, që i bëhet dikujt për ta detyruar të flasë, të tregojë të fshehtat, të nënshtrohet, të zbulojë fajin dhe bashkëfajtorët etj.; rrahjet, lënia pa ngrënë e pa gjumë, ngacmimi i plagëve etj., që përdoren për këto qëllime; sfilitje. *Tortura çnjerëzore. Torture e egër (mizore). I bënë tortura* e torturuan. *U qëndroi torturaVe. Vdiq nga torturat.*
*2. fig.* Vuajtje e padurueshme shpirtërore, që na mundon shumë; gjendje morale e shpirtërore shumë e rëndë, që shkaktohet nga një vuajtje e madhe, nga një gjendje pasigurie etj., sfilitje shpirtërore.
TORTLJRtM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TORTUROJ, TORTUROHEM. *Torturimi i komunistëve nga fashistët.*
TORTUROHEM *vetv.* 1. Mundohem shumë, lo-dhem, sfilitem. *V torturua gjithë ditën në këmbë.*

2. *fig.* Vuaj shumë shpirtërisht, kam një vuajtje shpirtërore të padurueshme, sfilitem.
3. *Pës. e* TORTUROJ.
TORTUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E mundoj dike me mjete e me mënyra të ndryshme për ta detyruar të flasë, të tregojë të fshehtat, të nënshtrohet, të zbulojë fajin dhe bashkëfajtorët etj.; e rrah keq dike, e lë pa ngrënë e pa gjumë; i ngacmoj plagët, e gjymtoj etj. për të arritur këto qëllime; sfilit. *torturuan për vdekje, por ata nuk ireguan.*
*2. fig.* E mundoj shumë dike, e lodh, e sjell poshtë e përpjetë pa i mbaruar punë. *Pse e torturuan kot!*
3. *fig.* E mundoj shumë dike shpirtërisht, e bëj të vuajë jashtë mase; e sfilit. *E torturonte dyshimi se... Kjo gjendje me torturon.*
TORTHI *ndajf.* Përqark, rrotull, rreth e rrotull. *Vraponte fëmija torthi. Kali vinte torthi nëpër lëmë.*
TORUA m. 1. Gjurmë që lë në tokë këraba e nje-riut a e kafshës; mbresë, gjurmë.
2. Shteg i fshehtë nga mund të kalohet pa u pare. *Nuk* i *doli gjahu në torua. Mori torua tjetër.*3. Kujdesi i veçantë që tregojraë kur kryejmë një pUnë, një detyrë etj. *Punon me torua. Ecën me torua. Nuk ka torua fare.*
• E humbi toruan u hutua fare, u shastis, e humbi pusullën. la prisKi toruan ia prishi mendjen, ia ndërroi mëndimin.
TORRKAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* 1. Një lloj bruçi në ngjyrë të murrme a të zezë, që del livadheve zakonisht në fund të verës dhe këndon natën.
2. Qukapik.
IORRLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *vjet.* Vidhë e vogël, burmë. *Shtrëngoi torrlën.*
*%.* Pjesë e llambës me vajguri, në trajtën e një kurore e me një burmë, që mban të shtrënguar majën e fitilit; koka e llambës.
3- *fig.* Ngatërresë. *E futi në torrlë dike.*
TORRLOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. E ngatërroj dike a diçka, e fut në ngatërresë; e gënjej bukur dike, ia hedh, e mashtroj; e sjell vërdallë dike. *E torrloi shokun.*
TOSKË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* Banor ven-dës i krahinave jugore të Shqipërisë, përafërsisht që nga lumi Shkumbin e poshtë; ai që e ka prejardhjen nga[1] këto krahina. *Toskë dhe gegë vëllezër jemi. Hajde to ska i vogël, drodhe mal e kodër!*
TOSKË,~E *mb. etnogr.* Që lidhet me krahInat jugpre të Shqipërisë ose me banorët e këtyre krahinave, që është karakteristik për këto krahina ose për banorët e tyre; që është krijuar nga banorët e këtyre krahinave. *Diafekti toskë. Të folmet toske. Veshje toske.*
TOSKËRISHT *ndajf. gjuh.* Në dialektin e krahinave jugore të Shqipërisë, në dialektin jugor të shqi-pes.| *Fliste toskërisht.*
TOSKËRISHTE,~JA . *gjuh.* Tërësia e të fol-meV|e të krahinave jugore të Shqipërisë, dialekti jugor i shqipes. *Të folmet e toskërishtes. Toskërishtja jugore (veriore). Veçoritë e toskërishtes.*
TOTAL,~E *mb. libr.* 1. I përgjithshëm, tërësor, i plotë; që merret në tërësinë e tij. *Shumë totale. Numër total. Mobilizim total. Prodhimi total. Luftë totale. Shkatërrim total.*
*21 si em.* ~, ~I-n. Tërësia e diçkaje; shuma e për-gjitlishme. *Totali i prodhimit. Totali i shpenzimeve. Detyra në total. Nxjerr totalin. Si total është... E realizoi planin në total.*
TOTEM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mit.* Kafshë, bimë ose ndonjëherë edhe send, që adhurohej a adhurohet nga'disa rise primitive si diçka e shenjtë dhe quhej a quhet si themelues a si mbrojtës i fisit.
TOTEMIZËM,~MI *m.* 1. *mit.* Forme e lashtë e fesë në rendin fisnor, kur adhurohej si diçka e shenjtë një kafshë, një bimë, ndonjëherë edhe një send, që quhej edhe si themelues e si mbrojtës i fisit.
2. *hist.* Organizim shoqëror në rendin fisnor që bazo;hej në totemet dhe në adhurimin e tyre.
TOTOLESH,~E *mb.* 1. Që gënjehet a mashtrohet lehtë, sylesh; leshko. *Njerëz totoleshë.*
*2.\Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ia hodhi totoleshit.*
TOZ,~ I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Pluhur; diçka e shkoqur a e thërrmuar si pluhur. *Tozihollë. Tot cluhani.*
TRA,~RI *dhe* TRA,~U *m. sh.* ~RË, ~RËT.
1. Trung i g jatë e i trashë zakonisht prej druri, me katër qoshe e i rrumbullakët, që përdoret në ndërtim në çatitë e shtëpive, në mure, nën dërrasat e dyshemesë, nën dërrasat e urave etj.; trung i tillë që pritet nga drurët. *Tra i madh. Tra i latuar. Me trarë të nxirë. Tra druri (pishe). Tra hekuri. Trarët e çatisë (e shtë-pisë). Gozhda trau. U kalbën trarët.*
*2. sport.* Trung i gjatë e i gdhendur mirë, i vendosur mbi dy këmbëza horizontalisht me token, i cili shër-ben për ushtrime gjimnastikore. *Trari i ekuilibrit. Ushtrime në tra. Eci nëpër tra. U ngjit në tra.*
3. *etnogr.* Shtëpi me vete; familje. *Vëllezërit u tldanë secili në tra të vet.*
4. *përd. mb. fig.* I trashë, që s'merr vesh fare, që mezi kupton; trung. *Është tra fare.*
• E bën qimen (halën) tra *shih te* QIME,~JA. Ia di trari e carani i di veto hallet e tij, e di vetë ku i pikon çatia. Ishte (si) tra i pagdhendur (i palatuar) a) ishte i pahijshëm nga trupi a nga pamja; b) ishte i trashë nga mendja. I kishte mendtë në tra (nga trarët, nga qofkat) *dik ush mospërf.* nuk e kishte mendjen në vend, s'e kishte mendjen aty. S'ka pule në tra (s'ka një pule përpara derës) *shih te* PULË,~A. Nuk ia ka zënë trari kurrizin *dikujt* nuk i kanë rënë halle a telashe mbi kokë, ka ndenjur rehat. Sa kërcen gjeli tra me tra fare pak kohë, një cast. Qimja e tjttrit duket tra *shih te* QIME,~JA. Në atë shtëpi qeshin edhe trarët *shih te* QESH. Shikon (sheh) qimen në syrin e tjetrit e nuk shikon (nuk sheh) trarin në syrin e vet *shih te* QIME,~JA.
TRADICIONAL,~E *mb.* Që është mbështetur në traditën, që është ngulitur prej traditës, që vjen nga tradita; që bëhet sipas traditës, që zhvillohet sipas zakonit; i trashëguar nga e kaluara. *Kultura tradicionale. Festë tradicionale. Parakalimi (ma-nifestimi) tradicional i Një Majit. Mbrëmja tradicionale e Vitit të Ri.*
TRADITË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. sh.* Pa-suri shpirtërore, pikëpamje, zakone, virtyte etj., që janë formuar historikisht në jetën e një populli dhe që ruhen, trashëgohen e zhvillohen më tej si një thesar i çmuar nga njëri brez në tjetrin. *Traditat kombëtare. Traditat patriotike (luftarake, revolucionare). Tradita të larta (të lavdishme). Traditat e së kaluarës. Ruajmë (trashëgojmë) traditat. Zhvillojmë traditat më të mira.*
*1.* Zakon që është krijuar për të bërë diçka, diçka që ngulitet duke u përsëritur vazhdimisht. *Tradita e përkujtimit të ngjarjeve të Luftës Nacionalçlirimtare.*

*Tradita e festimit të Vitit të Ri. Tradita e aksioneve. Është bërë traditë. Hyri si traditë. Krijohet tradita. E thyen traditën e keqe. për traditë:*
3. Përvojë e pasur dhe e mirë në jetën e në punën e një institucioni, e një ndërmarrjeje etj., që është trashëguar nga njëri brez në tjetrin dhe që është çuar e zhvilluar më tej. *Shkollë (uzinë) me tradita të mira. Familje me tradita. Ka tradita.*
4. *let., art.* Trashëgim i arritjeve më të mira në fu-shën e letërsisë e të artit, gjithçka e mirë e përparim-tare që na kanë lënë brezat e kaluar në këtë fushë. *Ruaj-tja e traditave. Mbështetja në traditën.*
TRADHMEND *ndajf.* Pa e pasur mendjen aty, në befasi, gafil. *E zuri (e mori) tradhmend.*
TRADHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që delkundër atdheut, popullit, Partisë etj., duke u bashkuar me armikun, duke bashkëpunuar më të ose duke bërë punën e tij; ai që bëhet armik, duke kryer veprimtari spiunazhi kundër popullit a vendit të vet, duke nxjerrë të fshehta të rëndësishme, duke u arratisur në një vend tjetër etj.; ai që nuk u qëndron besnik parimeve, ideve a një çështjeje të mad he; ai që shkel betimin, ai që tradhton. *Tradhtarët e popullit (e atdheut). Tradhtarët e klasës punëtore. Tradhtarët revizionistë.* 2. Ai që shkel besën a fjalën e dhënë; ai që pret dike në besë. *Tradhtar i mikut të vet.*
TRADHTAR,~E *mb.* Që ka tradhtuar; që është karakteristik për tradhtarin, prej tradhtari; që për-bëhet nga tradhtarë; që bëhet me tradhti. *Qëndrim tradhtar. Politikë tradhtarë. Mbledhje tradhtarë. Grup tradhtar. Në mënyrë tradhtarë.*
TRADHTI,~A . 1. Veprimtari armiqësore që kry-het kundër atdheut, popullit, Partisë etj. duke u bashkuar me armikun, duke bashkëpunuar më të ose duke bërë punën e tij; qëndrim prej tradhtari i dikujt, që kryen veprimtari spiunazhi kundër popullit a vendit të vet, nxjerr me dashje të fshehta të rëndësishme, arratiset në një vend tjetër etj.; largimi si tradhtar nga parimet e idetë, nga një çështje e madhe; shkelja e betimit. *Tradhti e lartë. Tradhti e hapur. Tradhti ndaj atdheut (ndaj popullit). Zbuluan (dënuan) tradhtinë.*
2. Shkelja e besës a e fjalës së dhënë; prerja në besë. *Tradhtia ndaj mikut.*
3. Qëndrim jobesnik, shkelje e besës a e besnikë-risë bashkëshortore (për bashkëshortët a të dashurit). *Tradhtia ndaj burrit (ndaj gruas).*
TRADHTISHT *ndajf.* Në mënyrë tradhtare, me tradhti; më të pabesë, pabesisht. *E vranë tradhtisht. E qëlloi (e goditi) tradhtisht.*
TRADHTOHEM. *Pës. e* TRADHTOJ.
TRADHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Dal kundër atdheut, popullit, Partisë etj., duke u bashkuar me armikun, duke bashkëpunuar më të ose duke bërë punën e tij; bëhem armik duke kryer veprimtari spiunazhi kundër popullit a vendit tim, duke nxjerrë me dashje të fshehta të rëndësishme, duke u arratisur në një vend tjetër etj.; nuk i qëndroj besnik një çështjeje të madhe, shkel betimin a thyej besën. *Tradhtoi at-dheun (popullin, Partinë). Tradhtoi revolucionin. Tradhtoi klasën punëtore.*
2. Shkel besën a fjalën e dhënë; e pres në besë dike, i dal bese. S'e *tradhton mikun e vet. I dhe besën, mos e tradhtoi*
3. Nuk i qëndroj besnik bashkëshortit a të dashurit, shkel besën a besnikërinë bashkëshortore.
4. Tregoj ose shpreh padashur në fytyrë, në sjellje etj., atë që mendoj a që ndiej, zbuloj në mënyrë të pavullnetshme diçka që duhej ta mbaja të fshehtë. *E tradhtoi fytyra (zëri). E tradhtuan lotët. E tradhtoi veten.*
TRADHTUAR (i,e) *mb.* 1. Që është tradhtuar prej dikujt. *Grua e tradhtuar.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *tradhtuari,* i *përvëluari. fj.u.*
TRAFIK,~U m. Lëvizja e njerëzve a e m jet eve të ndryshme në rrugë tokësore, detare e ajrore, qar-kullim; rrjeti i qarkullimit. *Trafiku rrugor (detar, ajror). Trafiku hekurudhor. U pre (u ndërpre) trafiku.*
TRAGË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vija që lë rrota e qerres në tokë. *Traga e qerres. Shkoj (eci) pas tragës. Lë tragë. E gjej me tragë.*
*2.* Gjurmë *(edhefig.). Traga e gjakut. Eci pas tragës. I humbi traga. E humba tragën.*
3. Udhë e ngushtë dhe e vështirë në mal; dhiare, vragë. *Tragë e fshehtë. Tragë e verbër* udhë e ngushtë që here shquhet e here humbet e nuk duket fare. *Tragë mali. Humbi tragën.*
*4. fig.* Drejtimi që merr një punë, një ngjarje etj.; rrugë. *S'di ç'tragë do të marrë. E futi në tragë.*
5. Mend; mendje. *Njeri me tragë. S'ka tragë. 1 iku traga.*
• Nuk ka tragë të... nuk ka ndër mend... (të bëjë një punë, të niset etj.).
TRAGËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Shkoj pas tragës a pas gjurmës, ndjek tragën a gjurmën e diçkaje.
TRAGJEDI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *let.* Lloj i gji-nisë dramatike që përfshin veprat, të cilat përshkohen nga tragjikja dhe kanë në bazë një konflikt të brend-shëm ose një hero tragjik; tërësia e veprave të këtij lloji; vepër letrare e këtij lloji që mund të shfaqet në skenë; shfaqja e kësaj vepre në skenë. *Tragjedia antike. Personazhet e tragjedisë. Ka shkruar disa tragjedi. U shfaq një tragjedi.*
*2. fig.* Ngjarje e përgjakshme, ngjarje e rëndë a tronditëse; fatkeqësi e madhe që bëhet shkak i një vuajtjeje të thellë shpirtërore a morale. *Ndodhi një tragjedi. Është tragjedi për atë familje.*
TRAGJIK,~E *mb.* 1. *let.* Që ka të bëjë me tra-gjedinë, që i përket tragjedisë, i tragjedisë; që është karakteristik për tragjedinë, që të mallëngjen e të prek thellë. *Pjesë tragjike. Personazh tragjik. Aktor tragjik. Role tragjike. Poet tragjik.*
*2. fig.* I përgjakshëm, i tmerrshëm; i rëndë e tron-ditës. *Ngjarje tragjike. PaSoja tragjike. Gjendje tragjike. Fund tragjik. Vdekje tragjike.*
3. *si em.* ~E, ~JA . *let., art.* Veçori e botës emo-cionale që përshkon një vepër letrare ose artistike, e dhënë nëpërmjet një gjendjeje pa rrugëdalje që vjen nga mospërputhja ndërmjet synimeve të he-roit e mundësisë së realizimit të tyre dhe që e çon atë në një fund të hidhur; tragjizëm. *Tragjikja dhe ko-mikja. Tragjikja dhe heroikja. Pasqyrimi i tragjikes në letërsi.*
TRAGJIKISHT *ndajf.* Në mënyrë tragjike, në mënyrë të përgjakshme a të tmerrshme. *Vdiq (mbaroi) tragjikisht.*
TRAGJIKOMEDI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *let.* Lloj i gjinisë dramatike me elemente të tragjedisë e të ko-medisë, të lidhura e të pleksura organikisht; vepër letrare e këtij lloji me elemente tragjike e komike, e cila ka zakonisht një fund të gëzuar; shfaqja e kësaj vepre në skenë. *Personazhet e tragjikomedisë.*

2. *fig.* Ngjarje a ndodhi, ku pleksen e përzihen gjëra të hidhura, serioze dhe gjëra qesharake, të cilat të bëjnë të mallëngjehesh e të qeshësh njëkohësisht. *Qe një tragjikomedi!*
TRAGJIKOMIK,~E *mb.* 1. *let.* Që përmban elemente të tragjedisë dhe të komedisë të lidhura e të pleksura organikisht; që të bën të mallëngjeheshe të qeshësh njëkohësisht; i trishtuar dhe qesharak. *Vepër tragjikomike. Personazh tragjikomik.*
2. *fig.* Që të bën të mallëngjehesh dhe të qeshësh njëkohësisht (për një ngjarje, për një gjendje etj.). *Ngjarje tragjikomike.*
TRAGJIZËM,~MI *m.* 1. Ana tragjike e një ngjarjeje, e një gjendjeje etj., a jo që e bën tragjike dij;ka. *Tragjizmi i ngjarjeve.*
*"%. let., art.* Ana tragjike në një vepër letrare ose artistike, ajo që e bën tragjike një vepër, karakteri tragjik i saj, *Tragjizmi i romanit (i karaktereve).*
TRAHAN,~I *m.* Trahana.
+ Rri duke tharë trahan *d i k u s h* merret me punë pa rëndësi, e kalon kohën pothuajse fare pa punë a rne punë fare të lehta.
TRAHANA,~JA . 1. Bollgur. *Trahana gruri. Trahana me gjalpë. Bëj (ha) trahana.*
2. *gjell. shih* ÇORBË,~A *i. Bëjnë trahana. E thajnë trahananë në diell.*
TRAJEKTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *fiz.* Vija që përshkon një pike lëndore kur lëviz në ha-pësirë. *Trajektore e lakuar (e përkulur). Trajektore drejtvizore.*
2. Rruga që përshkon gjylja, predha, plumbi a një send tjetër i hedhur, nga çasti i shkëputjes deri te pika e ndalimit. *Trajektorja e gurit. Trajektorja e plumbit (e predhës, e gjyles). Trajektorja e raketës kozmike. Matja e trajektores.*
TRAJNER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *sport.* Sportist i pjërgatitur e me përvojë, që ka për detyrë të stër-vitë një skuadër futbolli, basketbolli, volejbolli etj., t'i mësojë lojën dhe ta përgatitë për ndeshje. *Trajner i ajftë (i zoti). Trajner futbolli (basketbolli). Trajneri i skuadres (i ekipit). Trajneri i "Partizanit".*
TRAJTESË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Punim shken-corzakonisht jo shumë i gjatë, ku autori trajton një problem të caktuar. *Trajtesë e veçantë.*
2L *vjet.* Trajtim.
TRAJTË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Tërësia e ku-fijvë, e vijave dhe e caqeve të dukshme të një sendi, që na japin pamjen e tij të jashtme; pamja e jashtme e diçkaje, pavarësisht nga lënda përbërëse; tiparet e jashtme të njeriut a të kafshës; forme. *Me trajtë katrore (trekëndëshe, rrumbullake). Trajta e sendit. Trajta e gjethes. Trajta e vetullave. Trajta e kokës. Në trajtë kryqi (zentre, bajameje). Ka një trajtë të caktuar.*
*2. gjuh.* Mjet gjuhësor, që shpreh kategoritë gra-matikore të një fjale dhe lidhjet midis fjalëve e fjalive; forme në të cilën shprehet kuptimi gramatikor i një fjale; forme. *Trajta e shquar (e pashquar) e emrit. Trajtë e rregullt (e parregullt). Trajtë vetore (jovetore) e fOljes. Trajtë e plotë. Trajta e shkurtër e përemrit vetor. Trajtat e njëjësit (e shumësit).*
TRAJTËFORMlM,~I *m. gjuh.* Tërësia e mënyrave dhee mjeteve që përdoren për të formuar trajtat e fjalëve, formimi i trajtave. *Trajtëformimi në gjuhën shqipe. Nga ana (nga pikëpamja) e trajtëformi-mit.*
TRAJTËFORMUES,~E *mb. gjuh.* Që përdoret për të formuar një trajtë të një fjale, që formëson trajtën e një fjale. *Prapashtesë trajtëformuese.*
TRAJTËSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TRAJTËSOJ, TRAJTËSOHET.
TRAJTËSOHET *vetv.* 1. Merr një trajtë të caktuar; formohet.
2. *Pës. e* TRAJTËSOJ.
TRAJTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. I jap diçkaje një trajtë të caktuar.
TRAJTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve TAJTOJ, TRAJ-TOHEM. *Trajtim teorik. Trajtimi i Hmës (i çështjes, i problemit). Trajtimi i fares së grurit. Trajtimi i py-jeve (i ullinjve).*
TRAJTOHEM. *Pës. e* TRAJTOJ.
TRAJTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Sillem a veproj me dike në një mënyrë të caktuar; mbaj një qëndrim të caktuar ndaj dikujt, sipas mendimit e vlerësimit që kam për të. *E trajton mire (keq). Na trajton si vëllezër. E trajton si fëmijë. E trajtonin si kafshë.*
*2.* E mbaj në kushte të veçanta dhe i bëj një shër-bim të caktuar fares, pemës etj. për ta ruajtur ose për ta zhvilluar; përgatit diçka për një qëllim të caktuar, e përpunoj. *Trajtojnë farën e grurit (e misrit). Trajtojnë ullirin (pemët). Trajtojnë token.*
3. *mjek.* Ndjek deri në fund një sëmundje a për-kujdesem për një të sëmurë, duke bërë mjekimet e nevojshme. *E trajton një mjek me përvojë.*
4. Shtjelloj me gojë a me shkrim një temë, një çështje etj. në një mënyrë të caktuar, duke shprehur edhe mendimin e qëndrimin tim; i jap një zgjidhje a një rrugë të caktuar diçkaje. *Trajtoj një temë. Traj-toj një çështje (një problem). E trajtoi gjatë (shkurt). E trajtoi mirë (keq). Çfarë trajton në atë punim? Në këtë roman trajton jetën e punëtorëie.*
5. *krahin.* Krijoj, ngre, ndërtoj; formoj; bëj. *E trajtoi folenë zogu. Trajtoi një shtëpi (një urë). Trajtoi gjellë të mirë.*
TRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Pjesëtar i popull-sisë së vjetër të Trakisë, banor i Trakisë.
TRAK,~E *mb. hist.* Që lidhet me Trakinë ose me trakët, që është karakteristik për Trakinë ose për trakët, i Trakisë ose i trakëve; që është krijuar nga trakët. *Shteti trak. Fis Irak. Gjuha trake. Veshje trake. Varre trake. Kultura trake. Grua trake. Mbishkrime trake.*
TRAKALIÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Fik i papjekur, fik muf, turn.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Fik trakaliç.* TRAKAS,~I *m. sh.* ~, ~IT *hist.* Trak. TRAKAS,~E *mb. hist.* Trak.
TRAKlSHT *ndajf.* Në gjuhën trake, në gjuhën e trakëve.
TRAKlSHTE,~JA . Gjuhë e vjetër indoevro-piane, që flitej nga trakët, gjuha e trakëve.
TRAKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fletë e shtypur a broshurë e vogël, që përmban thirrje, parulla e çështje politike të kohës dhe që ngjitet në mure ose shpër-ndahet zakonisht fshehurazi. *Traktet e para. Trakte komuniste. Trakt i PKSh. Nxori një trakt. Hodhi (përhapi, ngjiti) trakte. Lexoi traktin.*
TRAKTAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vepër e ma-dhe shkencore, ku trajtohet në mënyrë të plotë një problem i rëndësishëm dhe ku dalin pikëpamjet krye-sore të autorit

në fushën përkatëse. *Traktat filozofik. Traktat shkencor. Shkroi një traktat.*
2. Marrëveshje ose Hdhje ndërmjet dy a me shumë shtetesh, palësh etj. për çështje të ndryshme politike, për marrëdhënie ekonomike ëtj. *Traktat ushtarak. Traktat i fshehtë. Traktat famëkeq. Traktat paqeje. Traktat miqësie. Shkelja e traktatit. Denoncimi i traktatit. Lidhën një traktat,*
TRAKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Makinë e rëndë bujqësore, me zinxhirë ose me rrota të mëdha, me një a me disa plugje, që përdoret për të punuar token, për të hapur vija të thella në ara, për të tërhequr ma-kina të tjera bujqësore etj. *Traktor i vogël (i madh). Traktori i parë shqiptar. Zinxhirët e traktorit. Zhurma e traktorit. Gumëzhin traktori. E punojnë token me traktor. Shkul rrënjët me traktor,*
TRAKTORIST,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon me traktor, ai që drejton traktorin. *Traktorist i da-lluar. Traktoristët e SMT-së. Kurs për traktoristë. Brigada e traktoristëve.*
TRAKTORISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fent. e* TRAKTORIST,~I. *Punon si traktoristë.*
TRAKULLIJ *jokal.,* ~VA, ~RË. Trokas në derë a në dritare; i bie derës. *Trakulliu në derë. Trakulliu me gisht.*
TRAKULLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tingulli a zhurma që del kur trokasim, trokitje. *Trakullimë e forte (e lehtë). U dëgjua një trakullimë.*
TRAKULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dorëz e metaltë, që mbërthehet në derë dhe shërben për të trokitur; çoku i derës, çokane. *Trokas me traku-llore.*
TRAKZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Çakallja e mullirit. *Zhurma e trakzës. Ul (ngre) trakzën.*
TRALLtS *kal.,* ~A, ~TJR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit Vetor në r. kallëzore).* Me trullos, me shas-tis, me huton; bën që të me merren mendtë (dielli, rakia, vera etj.). *Me trallisi dielli (era). E trallisi rakia*
*(vera).*
TRALLISEM *vetv.* 1. Trullosem, shastisem, hu-tohem; me turbullohet mendja. *V trallis shpejt. V trallis pak (shumë, fare).*
2. *Pës. e* TRALLIS.
TRALLlSJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve TRALLIS, TRALLISEM. *Tra-tlisje e lehtë. 1 kaloi trallisja. E ka nga trallisja.*
TRAMAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kërcelli i bimës së misrit. *Pres tramakët.*
2. Kalli misri. *Tramak i madh. Tramak pa lëpushka. Zhvesh tramakët.*
TRAMBË,~A . Shkëmbim. *Bëjmë trambë* shkëm-bej diçka me një tjetër.
TRAMPOLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dërrasë e përkulshme, e mbërthyer nga njëra anë në një vend të lartë mbi det, mbi pishinë etj., që shërben për të kërcyer prej saj në ujë. *Kërcim nga trampolina. Ngji-tem në trampoline. Hidhem nga trampolina.*
*2. fig. libr.* Vend i përshtatshëm a pikëmbështetje, që shërben për të kryer një veprim, për t'u ngjitur
shpejt në pozitë etj. *Trampoline për agresion. E për-dorin si trampoline. E ktheu në trampoline.*
TRAMVAJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Udhë e he-kurt brenda në qytet; rrjeti i shtrirjes së saj.
2. Tren elektrik për udhëtarë, zakonisht cne dy-tre vagon'ë, që ecin mbi binarët e kësaj udhe të hekurt nëpër qytet. *Shinat e tramvajit. Udhëtonte me tramvaj. Hipi në tramvaj. Zbriti nga tramvaji.*
TRAND *kal.,* ~A, ^-<UR. I. Tund, lëkund, shkund diçka me force që nga themelet. *Tërmeti trandi dheun (token).*
*1. fig.* E trondit a e tremb shumë dike; e shqetësoj shumë. *la trandi zemrën (shpirtin). E trandi shumë.*
TRANDEM *vetv.* 1. Tundem, lëkundem, shkundem me force. *U trand shtëpia. U trand lugina.*
2. *fig.* Tronditem a trembem shumë; shqetësohem shumë për diçka. *Mos u trand! Pse trandesh kështu!*
TR\NGULL,~LLl m. *sh.* ~J, ~JT. Kastravec. *Trangull i hidhur. Sallatë me tranguj. Është fare tran-gull. fig.*
•*k* Trangull (kungull) pa fara *mospërf. shih te* FARË,
~A.
TRANSFERIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TRANSFEROJ, TRANSFE-ROHEM. *Transferimi i families. Me rastin e transfe-rimit. Ka ardhur me transferim* është transferuar. *Kërkoi transferim.*
2. Vendim zyrtar, që i njofton dikujt shkëputjen nga një punë dhe emërimin në një punë tjetër, zakonisht jashtë qendrës së tij të punës. *njoftuam tran-sferimin. I erdhi transferimi.*
TRANSFEROHEM vev. 1. Shkëputern me vendim zyrtar nga një detyrë dhe emërohem në një detyrë tjetër zakonisht jashtë qendrës së punës. *U transferua në një ndërmarrje (në një rreth) tjetër.*
2. *Pës. e* TRANSFEROJ.
TRANSFEROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Shkëput dike (zakonisht një nëpunës) me vendim zyrtar nga një detyrë dhe e emëroj në një detyrë tjetër jashtë qendrës së tij të punës. *transferuan në Fierzë.*
TRANSFORMATOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *fiz.* Aparat që shërben për të ngritur a për të ulur tensionin e rrymës elektrike ose për ta matur atë. *Transformator rritës (zbritës). Transformator mates.*
TRANSISTOR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *fiz., elektr.* Pajisje elektronike me përmasa të vogla, që përbëhet nga tri pjesë gjysmëpërçuese dhe që përdoret për të përforcuar rrymën elektrike, për të përftuar lëkundje elektrike dhe për qëllime të tjera. *Aparat me transis-torë.*
2. *bised.* Radio e vogël me disa pajisje elektronike të tilla, që punon me bateri dhe që mund të mbahet me vete. *Transistor xhepi.*
TRANSlT,~l m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Ndalesë e shkurtër në një vend, zakonisht në një port, aero-port etj., gjatë adhëtimit nga një vend në një tjetër, për të pushuar ose për të marrë lëndë djegëse e ush-qime; qëndrimi për pak kohë në një vend a në një statel gjatë kalimit nëpër të. *Port transiti. Dokumentet " transitit. Vizë transiti.*
2. *përd. ndajf.* Kalimthi, duke qëndruar pak kottnë një vend gjatë udhëtinut për në një vend tjetër. *Jam transit, Udhëton transit.*
TRANSKRIPTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *1.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TRANSKRIPTOJ, TRANSKRIPTOHET. *Transkriptimi fonetik. Transkriptimi i një teksti (i një dorëshkrimi). Shenjat e trans-kriptimit.*
*2.* Kopja që është transkriptuar. *Transkriptimi i dorëshkrintit. Shumëfishoj transkriptimin.*
TRANSKRIPTOHET. *Pës. e* TRANSKRIPTOJ.
TRANSKRIPTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *gjuh.* Kthej në shkrimin e sotëm një tekst të shkruar me shkronja e me

shenja që ndryshojnë nga sistemi i sotëm i shkrimit. *Transkriptoi "Mesharin" e Gjon Buzukut. Transkriptoj një tekst (një dorëshkrim).*
2. *gjuh.* Shënoj tingujt e të folurit më të gjitha dallimet e holla të shqiptimit, duke përdorur disa shenja të veçanta.
3. *muz.* Përshtat për një vegël a për një zë tjetër një vepër muzikore, që është shkruar për një vegël a për një zë të caktuar. *Transkriptoi një simfoni.*
TRANSMETfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TRANSMETOJ, TRANS-METOHEM. *Transmetimi i bisedës. Transmetimi i emisidneve.*
2. Ifjalim, ndeshje sporti, koncert, shfaqje dhe çdo program tjetër, që jepet me anë të radios a të tele-viziom't; a jo që transmetohet me radio a me tele-vizion. *Dëgjoj (shikoj) transmetimin.*
TRANSMETOHET. *Pës. e* TRANSMETOJ.
TRANSMETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr. 1.* Çoj diçka prej njërit te një tjetër; i përcjell dikujt një bispdë, një lajm etj.; i kumtoj; përçoj, jap.
2. Jap me anë të radios a të televizionit një fjalim, një ndeshje sporti, një koncert, një shfaqje ose një program tjetër. *Transmeton këngë popullore (muzikë, ndeshjen e futbollit, parakalimin e* 29 *Nëntorit).*
*3. tek.* Përçoj, përcjell. *Transmeton lëvizjen (rro-tullimin).*
TRANSMISION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *tek.* Për-çirni i lëyizjes nga një vegël në një tjetër, nga një motor në një makinë etj. me anë të mekanizmave të po-saçëm. *Boshti i transntisionit. Rripi i transmisionit. Rrjeti i transmisionit.*
Rrip transmisioni *libr. shift te* RRIP,~I.
TRANSPORT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Degë e ekonomisë që përfshin mbartjen e mallrave dhe lëvizjen e udhëtarëve nga një vend në një vend tjetër me automjete, me trena, me aeroplane, me anije etj.; tërësia e mjeteve të tilla (si automobilat, trenat, ae-roplanët, anijet etj.), më të cilat bëhet mbartja e mallrave dhe lëvizja e udhëtarëve. *Transport!' tokësor (aj-ror, detar, automobilistik, hekurudhor). Transporti i jashtëm (i brendshëm). Zhvillimi i transport it. Drej-toria e t(ansportit. Punonjës të transports,*
2. Mbartja e mallrave e lëvizja e udhëtarëve nga një vend në një tjetër me mjete të posaçme; trans-portim. *Transport mallrash. Transporti i trupave. Transport me kafshë (me makinë, me qerre). Mjet transporti. Aeroplan transporti. Ndërmarrje transporti.*
TRANSPORTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TRANSPORTOJ, TRANS-PORTOHET. *Transportimi i mallrave (i udhëtarëve).*
TRANSPORTOHET. *Pës. e* TRANSPORTOJ.
TRANSPORTOJ *kal.* ~OVA, ~UAR. Mbart maJlra, ngarkesa, udhëtarë etj. nga një vend në një tjetër, me mjete të ndryshme të transportit tokësor, detar e ajror. *Transporton tulla (tjegulla, gëlqere, rërë, dru, dërrasa). Transportojnë mallra (udhëtarë). Transportoj me kamion (me tren, me vapor, me aeroplan).*
TRANSPORTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Mjet pune, që përbëhet zakonisht nga një rrip lëkure, i cili rrotullohet nga një mekanizëm i posaçëm e merr me vete lëndë a prodhime të.ndryshme prej një vendi për t'i çuar në një vend tjetër, prej një punëtori tek tjetri etj. *Transportuesi i fabrikës (i uzinës, i repartit). Transportuesi i llaçit (i tullave).*
*2.* Makinë e madhe me karroceri të gjerë, që shër-ben për të mbartur ngarkesa të rënda. *Transportues tokësor (lundrues). Transportues i binduar. usht.* makinë luftarake e blinduar, që përdoret për të mbartur këmbësorinë, për të kryer luftime etj. *Transportues me zinxhirë.*
3. Punëtor që mbart me mjete transporti prodhime a lëndë të ndryshme, nga një vend në një tjetër, nga një repart në tjetrin, brenda një ndërmarrjeje etj. *Punon si transportues.*
TRANSHE,~JA. *sh.* ~, ~TË. 1. *usht.* Hendek i gjatë dhe i ngushtë, me ledh të ngritur në njërën anë ose në të dyja anët, që hapet gjatë vijës së zjarrit për të luftuar e për të lëvizur duke qenë i mbrojtur nga goditjet e kundërshtarit.
2. Grope e veshur nga brenda me çimento, me mur a me baltë, ku futet zakonisht ushqimi i bagëtive për t'u ruajtur. *Transheja e silazhit. Transheja e patateve.*
TRANZITOR,~E *mb. libr.* Kalimtar. *Periudhë tranzitore. Klimë tranzitore. Stinë tranzitore.*
•*k* FJamur tranzitor flamur i kuq, zakonisht i qëndisur e me diçka të shkruar në të, që u jepet or-ganizatave shoqërore e ndërmarrjeve të përparuara, punonjësve të dalluar, fituesve të një gare etj.
TRAP,~I i *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vija që hap plori, hulli, brazdë; vijë e thellë në tokë; hendek. *Trap i thellë. Kapërceu trapin. Mos ec me vrap, se bie në trap, fj.u. Pa hedhur trapin, mos thuaj "hop". fj.u.*
2. Përrua i ngushtë dhe i thellë, shtrati i tij. *Kaloi trapin.*
3. Grope e thellë në tokë ku futin patatet gjatë dimrit për t'i ruajtur nga të ftohtët; grope e madhe. *futën patatet në trap.*
*4.* Vend i ngritur anës një hendeku nga dheu i hedhur, ledh; rrip toke në mes të dy arave, zakonisht i ngritur dhe i papunuar, që shërban si kufi a për të kaluar; ana e arës që nuk punohet; breg. *Trapi i hendekut. Trapi i arës. Ecin (kalojnë) trapeve. Ishte mbushur lumi (hendeku) trap me trap.*
*5.* Udhë e ngushtë në mal a në pyll, shteg; dhiare.
*6. krahin.* Lehe. *Trap me do mate (me qepë, me duhan). Trap Mesh.*
*7. krahin.* Pyll i dendur me drurë të shkurtër. *Hyri në trap.*
•*k* Bie në trap (në kurth) *shih te* KURTH,~I. Ku ta nxjerrë trapi të bëhet si të bëhet, të dale ku të dale (për një punë, për një çështje etj.).TRAP,~I II *m. sh.* ~E, ~ET. Mjet i thjeshtë lun-drimi, i ndërtuar zakonisht me trungje të lehtë ose me dy lundra të vogla, mbi të cilat mbërthehen dërrasa që formojnë një shesh të gjerë; trung druri ose disa dërrasa të lidhura bashkë, më të cilat kalohet një lumë, një liqen etj. *Trap i madh. Nget trapin. E kaloi lumin me trap. I ngarkoi në trap.*
TRAPAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që nget a që drejton trapin. *Trapar i vjetër.*
TRAPA-TRAPA *ndajf.* Duke u tundur sa andej këtej (zakonisht për të dehurit). *Ecte (shkonte) trapa-trapa.*
TRAPAZAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Një lloj ballkoni në dhomën e miqve, i ngritur e i mbyllur përpara si kafaz, ku rrinin grate për të parë jashtë pa u vënë re nga burrat. *Dhomë me trapazan. Rrinin në trapazan. Vështronin nga trapazani.*
*2.* Vend i ngritur mbi dysheme, zakonisht në fund të dhomës së miqve, ku rrinin të rinjtë a fëmijët. *U ul në trapazan. Trapazanin nuk e shtronin me qilim.*

3. Dhomë nën çati, që zakonisht e merr dritën jo nga dritaret anësore, por nga baxhat; çardak. *Ba-nonte në një trapazan.*
4. Sqoll.
TRAPEZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeom.* Katërkëndësh që ka dy brinjë të kundërta paralele dhe jo të bara-barta. *Brinjët e trapezit. Këndet e trapezit. Sipërfaqja e trapezit.*
TRAPEZARl,~A *f.sh.* ~, ~TË *vjet.* 1. Dhoma e bukës.
2. Tryezë e madhe buke. TRAPEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tryezë.
TRAPIT (TRAPIS) i *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Kaloj nëpër shtigje të ngushta e dhiare, eci nëpër trape (në mal a në pyll); eci nëpër shtigje që e shkurtojnë udhën, shkoj rrugë e pa rrugë për të arritur me shpejt, i bie shkurt, pres shkurt. *Trapiti sapo e lajmëruan* erdhi shumë shpejt.
2. Bredh poshtë e lart, shëtit a shkoj andej-këndej. *Trapit gjithë ditën. Trapit andej-këtej. Nga trapit? Kush trapit shumë, mbetet pa punë. fj. u.*
3. *kal.* Kërkoj diçka a dike andej-këiej, e kërkoj në çdo vend. *Ku nuk e trapitën. E trapiti tërë ditën dhe s'e gjeti.*
TRAPlT (TRAPIS) II *kal.,* ~A, ~UR. Bëj gje-dhen e një vepre artistike me baltë, me allçi, me laps etj., i jap trajtën e pare; bëj modelin, modeloj; për-vijoj. *Trapiti një shtatore.*
TRASE,~JA . *sh.* ~, ~TË. Rrugë e ngushtë, me dhe të ngjeshur ose me truall të forte, ku hidhet zhavorr, vihen terthorëset dhe shtrohen binarët e hekurt, mbi të cilët kalon treni; rrip toke, i gërmuar a i ngjeshur, i pashtruar ende me gurë, që është hapur për rrugë automjetesh; vendi nëpër të cilin kalon një rrugë, një kanal etj. *Trase e gjerë (e ngushtë). Traseja e hekurudhës. Hapën (shtruan) trasenë. Punojnë në trase. Eci nëpër trase.*
TEASTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Qese e madhe, e bërë prej pëlhure të trashë, prej doku, prej leshi etj., që ka një gjalmë a rrip për t'u varur në sup dhe që shërben për të marrë me vete bukën, sende ushqi-more, veglat e punës etj.; një si thes i vogël me dy gjal-
ma a dorëza; torbë. *Trastë e madhe (e vogël), Trastë doku (bezeje, leshi, liri). Trastë shpine. Trastë gjahu. Trasta e bariut. Trasta e kalit (e tagjisë). Trasta e miellit. Me trastë në sup (krahëve). Lidhi trastën. Efuti në trastë. Vari trastën në gozhdë. I ka bërë xhepat si trastë.*
*k* Nuk me hyn në trastë (në qese, aë kut) *diçka shih te* HYJ. Me kokë (me krye) në trastë (në torbë, në thes) *shih te* TORBË,~A. la Ië në trastë *dikujt shih te* LË. Mori trastën (torbën) doli për të lypur, shkoi nëpër dyert e botës për të kërkuar, u be lypës. Si trasta (si torba) në degë *shih te* DEGË,~A. Me trastë e me torbë me bollëk, sa të duash, pas asnjë kufizim; më të dy duart. Nuk ia vari trastën (torbën, kapistrën, kapistallin, këmborën, hejbetë) *shih te* VAR. E zgjidhi (e hapi) trastën (qesen, kuletën) *shih te* ZGJIDH. S'ka gjë në trastë (në torbë) *shih tek* TORBË,~A. Nuk e ka trastën në kurriz *shih te* KURRIZ,~I. S'kishte ku i varej trasta *shih te* VAREM. Ia la në trastë *d i -k u j t shih te* LË. Iu qep me bukë në trastë (në torbë) *dikujt shih te* BUKË,~A. E vuri kokën (kryet) në trastë (në torbë) *shih tek* TORBË,~A. E di Gjoni çfarë ka në trastë (në thes) *fj.u.* i di secili hallet e veta, e di i zoti ku i pikon çatia. Fjalë të mira e gurë në trastë (në torbë, në thes) *shih te* GUR,~I. Ruan me trastë e prish me thasë *fj.u.* kursen aty ku nuk duhet, nuk di ku të kursejë, është i shtrenjtë në krunde e i lire në miell; harxhon me shumë se sa kursen.
TRASH *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj diçka të trashë a më të trashë se c'është, e bëj më të gjerë në të gjithë gjatësinë e vet, i rrit gjerësinë ose vëllimin; zgjeroj; *kund.* holloj. *trashi degët. Trashë vijën! Trash fillin. Trash litarin.*
*2.* E bëj më të trashë (zakonisht për lëngjet, duke i zier ose duke u shtuar diçka tjetër), trashoj; *kund.* holloj. *Trash sherbetin (lëngun). Trash supën (gjellën, salcën).*
3. E bëj më të theksuar, e bëj që të duket me qartë; *kund.* holloj. *Trash ngjyrat e pikturës.*
4. E bëj më të ulët, e bëj më të trashë (për zërin); *kund.* holloj. *E trashi zërin.*
5. *fig., bised.* E zmadhoj diçka, e paraqit më të madhe a më të vështirë nga ç'është në të vërtetë, e fryj. *I trash gjërat ai.*
*6. fig., bised.* E bëj më të rëndë, e thelloj më tej. *E trashi gabimin.*
7. *fig. bised.* E forcoj diçka, e bëj më të forte; e teproj në diçka. *E trashën miqësinë. E trashi hesapin. E trashi muhabetin.*
•*k* I trashën fjalët filluan të zihen, u acaruan. Të trash mendjen të mbush kokën me lloj-lloj gënjeshtrash, të çorodit.
TRASHALUQ,~E *mb. keq.* 1. Që e ka trupin të trashë e zakonisht të shkurtër, që është shumë i mbu-shur në shtat; që është i trashë, i ngjallur. *Burrë tra-shaluq. Grua trashaluqe.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
TRASHAMAN,~E *mb. keq.* 1. Trashaluq.
2. *fig.* Që i kap gjërat me vështirësi, që nuk është i zgjuar, jo i mprehtë, i trashë nga mendja. *Njeri tra-shaman.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
TRASHAMANËSf,~A . Të qenët i trashë nga mendja, mungesë zgjuarsie e mprehtësie.TRASHANIK,~E *mb. keq.* Që është karakteristik per) një njeri të trashë e të pagdhendur, që i mungon ku^tura dhe fisnikëria; që nuk përputhet me sjelljen e mirë e të kulturuar, i ulë.t; që s'e pranon arsyeja, që nuk duhet bërë a nuk duhet thënë; që duket sheshit, që bie në sy menjëherë, i trashë, i rëndë (për një ga-birri, një titull etj.). *Sjellje trashanike. Fjalë (shprehje, shaka) trashanike. Të qeshur trashanik. Gënjeshtër (shpifje) trashanike. Gabint trashanik.*
TRASHEM *vetv.* 1. Bëhem i trashë a me i trashë nga sa Jam, i kapërcej përmasat, e rrit vëllimin; mbushem në jtrup, shëndoshem, vë dhjamë; *kund.* hollohem. *Është trashur nga trupi. Është trashur shumë. Misri trashet kur rrallohet. Iu trashën këmbët. I është trashur qafa. Sa vjen e po trashet.*
2l *vet. veta III.* Bëhet me i trashë (zakonisht për lëngjet kur ziejnë); *kund.* hollohet. *Është trashur qu-mështi i bagëtive. U trash mushti (reçeli, salca). U trash gjella.*
3I *vet. veta III.* Bëhet me i shpeshtë dhe me copa a m^ grimcamë tëmëdha; dendësohet. *U trash dëbora.*
4i *vet. veta III.* Bëhet me i ulët, bëhet me i trashë (për zërin); *kund.* hollohet. *Iu trash zëri.*
5; *vet. veta HI.* Topitet, mpihet, nuk pret mirë. *Është trashur sëpata. U trash thika (brisku).*
6. *vet. veta III fig. bised.* Forcohet, bëhet me i forte a m[ë i madh; bëhet me i rëndë, thellohet më tej, shto-het;| e kalon masën e duhur a të lejueshme. *U trash miqësia. U trashën punët. V trashën të metat (dobësitë). U tr,ashën mosmanëveshjet.*
7.j *Pës. e* TRASH 1,2,5-8.

•| Pa u trashur filli *shih te* FILL,~I. I është trashur gjuha *mospërf.* ka pirë shumë. I janë trashur gjunjët është lodhur shumë. I është trashur koka (truri, mend-ja) *tnospërf.* nuk i hyn gjë në kokë, nuk meson dot me; I është bërë matuf. I është trashur lëkura a) është regjur në një punë a në diçka tjetër; b) nuk i ben me përshtypje asgjë. I ishte trashur qafa *keq.* a) ishte shëridoshur, ishte ngjallur; b) kishte rënë në një vend të mirë e më të ardhura të mira, ishte pasuruar. Është trashur vargonjsh *keq.* i është rritur mendja, nuk përflll njeri. I janë trashur veshët nuk dëgjon mirë, është shurllhuar.

TRASHË (i,e) *mb.* 1. Që është me i gjerë se zakonisht, që i kapërcen përmasat e zakonshme, që ka trup'a vëllim të madh, që e ka prerjen tërthore të ma-dhe;[1] që ka trup më të gjerë se zakonisht, që është i fryrë e i shëndoshë; *kund.* i hollë. *trashë e i shkurtër. I trashë si fuçi. Dru (shkop) i trashë. Trarë të trashë. Litar i trashë. Me trup (me qafë) të trashë. Me gishtë-rinj të trashë. Me duar të trasha. Me buzë të trasha. Ka vetulla të trasha. I ka eshtrat (kockat) të trasha.*

2. Që ka shumë shtresa a shumë fletë, që nuk është shumë i hollë; që është bërë prej diçkaje jo shumë të hollë, i plotë (për sende të rrafshëta e të shtrira); *kund.* i hollë. *Letër (lëkurë, lëvore) e trashë. Dërrasë e trashë. Xham i trashë. Shtresë akulli e trashë. Libër i trashë. Flet()re e trashë. Pallto e trashë. Çorape (perde) të trasha. Mbulesë e trashë. Qilim i trashë. Mur i trashë. Buke e trashë. Poçeri e trashë.*

3. Që ka dendësi më të madhe se lëngjet e zakonshme e që rrjedh ngadalë, që nuk është shumë i lëng-shëm; jo i hollë; *kund.* i hollë. *Qumësht (kos) i trashë. Verë e trashë. Lëng i trashë. Naftë e trashë. Gjak i trashë.*

*4.* Që përbëhet nga kokrriza, therrmija a fije të më-dha, që është i ashpër; jo i imët; *kund.* i hollë; i imët. *Rërë e trashë. Miell (sheqer) i trashë. Kripë e trashë. Ushqim i trashë* bar a kashtë që përdoret si ushqim për bagëtinë.

5. *fig.* Që i kap gjërat me vështirësi, që nuk është i mprehtë, jo i zgjuar; që nuk bëhet me zgjuarsi; i pagdhendur; *kund. i* fiollë. *Njeri i trashë.*

*6. fig.* Që është i pahijshëm e nuk përputhet me sjelljen e mirë e të kulturuar; që nuk ka një sjellje të tillë; që ka shije të ulët; që është fyes e bie në sy menjëherë, fyes; *kund.* i belle. *Fjalë (shprehje) të trasha. Shaka e trashë. Humor i trashë. Trillim i trashë.*

7. Që është punuar pa mjeshtëri, pa shije a pa kuj-des të veçantë, që është bërë keq a më të meta; *kund.* i hollë. *Punë e trashë. Punim i trashë. Qëndisje e trashë*

8. I ulët, jo i hollë (për zërat e tingujt); *kund.* i hollë. *Zë (tingull) i trashë.*

9. Që është i dendur dhe i ngarkuar me lagështirë; i ngjeshur, i shpeshtë dhe jo i tejdukshëm; *kund.* i hollë. *Mjegull e trashë. Re të trasha. Avull i trashë.*

10. I ngrohtë, që të zë frymëri, që është i ngarkuar me pluhur. *Erë e trashë.*

11. Që përfshin lopët, qetë dhe buajt; që ka të bëjë me kafshët e mëdha ose që merret prej tyre. *Bagëtia e trashë* gjedhi. *Gjah i trashë. Mish i trashë.*

12. *bised.* Pjellor, i majmë. *Tokë e trashë. Vend i trashë.*

13. *bised.* I majmë, i dhjamur. *Dash (qengj) i trashë.*

14. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1,5 të mbiemrit (për njerëzit).

15. *si em.* ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Pjesa e trashë e diçka je; gjë e trashë (edhe *fig.). E trasha e kofshës* kofshëtrasha. *Flet (bluan) të trasha* thotë budallallëqe.

• Në vija të trasha (të përgjithshme, kryesore) *shih te* VIJË,~A. Vret (shet) të trasha (të rënda) *shih te* VRAS. E ka lëkurën të trashë *dikush* duron shumë, nuk do t'ia dijë nga asgjë; nuk i bën përshtypje. Ujët e trashë (e madh) *euf.* jashtë-qitja e njeriut, nevoja e madhe. Zorra e trashë *anat. shih te* ZORRË,~A 1.

TRASHË *ndajf.* 1. Me prerje tërthore të madhe a me diameter të madh, me gjerësi të madhe; *kund.* hollë. *E tori fillin trashë. E mprehu lapsin trashë.*

2. Në pjesë a në fije të trasha, në copa a në rriska të gjera; duke i vënë a duke i hequr një shtresë a një cipë të trashë; me rroba të trasha; *kund.* hollë. is *griu duhanin trashë. E preu bukën trashë. E leu bukën trashë. E qëroi trashë mollën (dardhën). Nuk vishet trashë.*

3. Me kokrriza a me thërrmija të mëdha, jo imët, ashpër; *kund.* hollë. *E bloi trashë misrin (grurin, ka~ fenë).*

4. Jo hollë, jo ujshëm (kur del jashtë); *kund.* hollë. *Doli (jashtë) trashë.*

5. Pa mjeshtëri, pa shije e pa kujdes, më të meta, jo hollë; *kund.* hollë. *Punon trashë. E ka qepur trashë.*

6- *fig. bised.* Në mënyrë të pakuptueshme, ose që kuptohet me vështirësi, me një gjuhë jo të përpunuar, jo në gjuhën letrare; jo në mënyrë të hijshme, rëndë. *Flet trashë.*

7. *bised.* Shumë, me bollëk. *Ka bërë trashë gruri (misri). Kane bërë trashëpemët.*• Trashë e gjerë gjerë e gjatë. Ra trashë *me di-k ë* ra ngushtë me dike, nuk dinte si të sillej me të, nuk dinte si t'ia dilte mbanë. Bluan (pret) trashë *d i k us h* flet pa u menduar, flet pa i kontrolluar fjalët, thotë budallallëqe, bluan të trasha. E çonte trashë *dikush* ishte nëgjendje të mirë ekonomike. E la trashë *diçk a* e la pa prerë, nuk e ndau në pjesë a në copa të vogla. E kaluan trashë *dik u* e kaluan mirë diku (në ndonjë gosti etj.), patën me bollëk për të ngrënë e për të pirë.

TRASHËGlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TRASHËGOJ, TRASHË-GOHEM. *Trashëgimi i një pasurie.*

2. Pasuria që i kalon dikujt e që bëhet prone e tij me ligj a me testament pas vdekjes së pronarit. *La një trashëgim. Mori trashëgim. E ka trashëgim.*

3. Veti fizike a tipare të karakterit, që kanë kaluar nga prindërit e paraardhësit e tjerë te pasardhësit; veçori fizike a morale që trashëgohen nga një brez tek tjetri. *E ka trashëgim nga i ati (nga e ëma, nga gjyshi) këtë cen.*

4. Gjithçka përparimtare, që është krijuar nga të parët taiië në fushën e kulturës, të artit, të shkencës etj., që është ruajtur e pasuruar brez pas brezi dhe që e marrim si diçka me vlerë, e përdorim dhe e zhvillojmë *mz* tej. *Trashëgim i pasur (i shëndoshë). Trashëgimi kombëtar. Trashëgimi kulturor (letrar, artistik, shken-cor). Ruajmë (studiojmë, zhvillojmë më tej, pasurojmë) trashëgimin. Vjen (ruhet) si trashëgim. E kemi trashëgim nga të parët.*

5. *bised.* Jetë të gjatë, të lumtur e me fëmijë! u trashëgofsh!, u trashëgofshi! (urim me rastin e fejesës a të martesëssë dikujt). *Uroj trashëgim! Me trashëgim! ur.*

TRASHËGIMl,~A . 1. *drejt.* Kalimi me ligj a me testament i pasurisë së dikujt që vdes pasardhësve të tij; e drejta për të trashëguar një pasuri. *Trashëgimi ligjore. Trashëgimi me testament. Ë drejta e trashë-gimisë.*

2. *biol.* Aftësia e qenieve të gjalla për të ruajtur brez pas brezi ngjashmërinë e tipareve karakteristike dhe të funksioneve të organizmit. *Teoria e trashëgimisë. Dukuria e trashëgimisë.*
3. *shih* TRASHËGlM,~I 3. *Trashëgimi e pasur. Trashëgimia kulturore.*
TRASHËGIMLËNËS,~I *m.sh.* ~, ~IT *drejt.* Ai që i lë një trashëgim trashëgimtarit të tij, ai që lë me testament një trashëgim. *Testamenti i trashëgim-lënësit.*
TRASHËGIMOR,~E *mb.* 1. *drejt.* Që është lënë trashëgim; që i përket trashëgimit, që ka të bëjë me trashëgimin. *Pasuri trashëgimore. E drejta trashëgimore.*
2. *biol.* Që kalon nga prindi te fëmija, që ruhet nga një brez në tjetrin; që rrjedh me anë të trashëgimisë. *Cilësi trashëgimore. Sëntundje trashëgimore.*
TRASHËGIMTAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *drejt.* Ai që trashëgon pasurinë a diçka tjetër pas vdekjes së pronarit; ai që ka marrë ose ka të drejtë të marrë nga prindi një trashëgim.
2. Ai që ka të drejtë të marrë pushtetin në një shtet monarkik pas vdekjes së monarkut, sipas ligjeve në fuqi. *Trashëgimtar i fronit.*
3. Ai që trashëgon, ruan, zhvillon e pasuron një
trashëgim kulturor, artistik, shkencor etj., duke e përkrahur atë; vazhdues i një veprimtarie të shquar. *Trashëgimtarët e Veprës së rilindësve.*
4. *bised.* Fëmija, pasardhësi. *Kam dy trashëgimtarë.*
TRASHËGIMTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* TRASHËGIMTAR,~I. *Trashëgimtarë e pasurisë. Trashëgimtarë e denjë e traditave më të mira.*
TRASHËGOHEM *vetv.* 1. E kaloj jetën të gëzuar me gruan (ose me burrin) dhe me fëmijët; jetoj gjatë dhe i lumtur. *U trashëgofshi! U trashëgofshin! ur.*
2. *vet. \>eta III.* Ruhet, zhvillohet e pasurohet nga njëri brez në tjetrin, i merr njëri brez nga tjetri, kalon brez pas brezi. *Këto valle (këngë, zakone) janë trashëguar brez pas brezi.*
TRASHËGOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. Marr si trashëgim një pasuri a diçka tjetër me testament pas vdekjes së dikujt, e bëj prone timen diçka me anë të trashëgimisë, marr trashëgim. *Trashëgoi shtëpinë nga i ati. Trashëgoi pasurinë.*
2. Marr e ruaj disa veti fizike a tipare të karakterit të prindërve ose të paraardhësve të tjerë, marr veti fizike e morale të paraardhësve. *E trashëgon nga* e *ëma bukurinë. Fëmijët kanë trashëguar tiparet e ba-bait.*
3. Marr ose kam të drejtë të marr pushtetin pas vdekjes së monarkut (sipas ligjeve në fuqi në shtetet monarkike). *Trashëgoi fronin (pushtetin).*
4. Marr, ruaj, zhvilloj e pasuroj ma tej një trashëgimi kulturore, artistike, shkencore etj., marr diçka nga e kaluara, nga kultura a nga jeta e brezave të mëparshëm; bëhem vijues i një veprimtarie të shquar, i një tradite etj. *E kemi trashëguar nga e kaluara. Trashëgojmë traditat më të mira të të parëve.*
5. *edhejokal. bised.* E kaloj jetën të gëzuar me gruan (ose me burrin) dhe me fëmijët; e gëzoj diçka gjersa të jem gjallë. *Të rroni dhe të trashëgoni! ur. E trashëgofsh të rite! ur. E trashëgofsh emrin! ur.*
TRASHËGORE,~T . *vet. sh.* Vizita urimi që bëhen zakonisht gjatë javës së parë të fejesës në shtë-pitë e atyre që fejohen.
TRASHËGUAR (i,e) *mb.* 1. Që është marrë si trashëgim prej dikujt, që i përket trashëgimtarit, i trashëgimtarit (për një pasuri, prone etj.). *Pasuri e trashëguar.*
2. Që ka të bëjë me prindërit e vet ose me brezat e mëparshëm; që është marrë nga prindërit a nga paraardhësit e tjerë, që është ruajtur brez pas brezi (për disa veti fizike e tipare të karakterit). *Tipare të trashëguara. Sëmundje e trashëguar.*
3. Që kanë mbetur nga kohët e mëparshme, që u është lënë pasardhësve; që është vijuar brez pas brezi (për traditat, kulturën etj.). *Zakone të trashëguara. Mbeturina (plage) të trashëguara.*
• Refleks i trashëguar (i pakushtëznar) *psikol. shih te* REFLEKS, ~I.
TRASHËGCESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të trashëgohet. *Sëmundje e trashëgueshme. Veti e trashëgueshme.*
TRASHËGUESHMËRI,~A . Të qenët i trashë-gueshëm; trashëgimia. *Trashëgueshmëria e tipareve.*
TRASHËKOFSHË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Pjesa c sipërme e kofshës së një shpendi të therur, që ështëme e trashë dhe lidhet pas trupit; e trasha e kofshës. *I dha trashëkofshën.*
TRASHËSI,~A. 1. Të qenët i trashë; vetia e diçkaje të trashë; të qenët i mbushur e i shëndoshë; madhësia e prerjes tërthore të një trupi a të diçkaje tjefër; gjerësia e një sendi. *Trashësia e shtyllës (e kërcellit, e shufrës). Trashësia e trupit (e dorës, e këm-bës), Trashësia e vijës. Trashësia e letrës (e dërrasës, e xhamit, e librit). Trashësia e stofit (e qilimit). Trashësia e murit. I mati trashë sine.*
2. Vetia e diçkaje të lëngshme që është e trashë, të benët i trashë (për lëngjet). *Trashësia e qumështit*
*(e 'oullit).*
3. Të qenët i ulët (për zërin). *Trashësia e zërit.*
TRASHIM,~I *m.* Trashje.
TRASHJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timjeve të foljeve TRASH, TRASHEM.
Kërpudhë trashje *bot.* lloj kërpudhe në ngjyrë të bardhë, me shumë mish, që hahet.
TRASHOHEM *vetv.* Trashem. TRASHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Trash.
IRASHTINË,~A . 1. Lloj bari me fije të trasha, bar i trashë që e ha bagëtia. *Qengji nuk ha trashtinë.*
21 Të qenët i trashë nga mendja, të qenët i pagdhen-dur e i paditur, injorancë; njeri i trashë nga mendja
TRATË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *peshk.* Rrjetë pesh-kirrti deri në treqind metra e gjatë dhe gjashtëdhjetë metra e gjerë, me plumbça në pjesën e poshtme dhe me tapa në atë të sipërmen; rrjetë e madhe peshkimi. *Peshkojnë (gjuajr,ë) me tratë. Lëshuan (hodhën) tra-tën. Tërhoqën tratën.*
TRAUMË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. *ntjek.* Plage a dëmtim i rëndë i një pjese të trupit, që shkaktohet nga | një goditje e jashtme. *Traumë e mbyllur (e hapur). Traumë në kokë (në gju).*
2. *fig.* Tronditje e forte shpirtërore, që pëson di-kush kur i ndodh një fatkeqësi a diçka tjetër e rëndë dhe e papritur, plage shpirtërore. *Traumë psikike (shpirtërore). Pësoi një traumë.*
TRAVERSË,~A .. ~A, ~AT. Tërthorëse, kryqësore. *Traversal e hekurudhës.*
TRAZË,~A *f.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Lesë druri e mbër-thyer mbi oxhak, ku vënë mishin për t'u tharë.

2. *vjet.* Thurimë e vogël, që vihej përmbi zjarr, për të pritur shkëndijat.

TRAZlM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja |sipas kuptimeve të foljeve TRAZOJ, TRAZO-HElVl. *Kishte ca trazime.*

TRAZIRË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Lëvizje e paorga-nizuar e masave a e një grupi të veçantë njerëzish, që bëhet për të shprehur pakënaqësinë ndaj regjimit në fuqi; turbullirë politike, gjendje e paqëndrueshme, pështjellim. *Trazirë e madhe. Trazirë politike. Shkak-tojnë trazira. Në qytet kishte trazira.*

TRAZOHEM *vetv.* 1. Ngatërrohem në një punë të papëlqyer; përzihem në punët e dikujt. *Trazohet në punët e tjetrit. Nuk duhej të trazohej në atë çështje. Mos u trazo ti këtu!*

*2.* Shqetësohem, bëhem merak për dike a për diçka;

humb qetësinë, tronditem. *Trazohet shumë për të tjerët. Mos u trazoni fare për mual*

3. *vet. veta III.* Bëhet më e turbullt diçka, pështje-llohet; dalin pengesa e vështirësi të reja në një punë a në një çështje; ngatërrohet. *Iu trazuan mendimet (kujtimet). U trazua gjendja. U trazuan keq punët.*

4. *vet. veta III.* Turbullohet, prishet. *V trazua moti.*

5. *Pës. e* TRAZOJ.

TRAZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E përziej diçka me dorë a me ndonjë mjet tjetër, zakonisht kur e ziej në zjarr, kur e hedh në një lëng për ta tretur, kur dua ta kthej nga ana tjetër ose ta shpërndaj etj. *Tra-zoj gjellën (qumështin). Trazoj sheqerin. Trazoj brumin (llaçin). Trazoj miellin (misrin).*

2. Përziej dy lëndë të ndryshme njëra me tjetrën; përziej bashkë e ngatërroj gjëra të ndryshme; prish rendin a rregullin e diçkaje; ngatërroj. *Trazoi dhentë me dhitë. Trazoi rërën me gëlqëren. Trazoj bojërat. Trazoi letrat. I trazoi plaçkat.*

3. Ngacmoj diçka, nguc; e prek me dorë a me diçka tjetër. *Trazoj zjarrin. Trazoj prushin me mashë. Trazonte hundët. Mos e trazo plagën! Mos ma trazo këmishën!*

4. E shqetësoj dike duke e prekur me dorë, duke i thënë f jalë që e mërzitin ose duke e tallur, nuk e lë të qetë; ngacmoj, ngas. *Trazon fëmijët. Nuk të trazon njeri.*

5. *fig.* E shqetësoj dike, e bëj merak; i prish qetësinë dikujt, e bezdis, e mërzit; i qepem pas dikujt për të marrë vesh diçka. *Po ju trazoj pak. Mos e trazoni, se është i sëmurë!*

6. *fig.* Fut përçarje ose grindje ndërmjet dy a me shumë njerëzve; ngatërroj. *Trazon botën (dyr.janë). I trazoi të gjithë.*

7. *fig.* E turbulloj diçka, e bëj të errët e të pa-qartë, e ndërlikoj, e ngatërroj. *la trazoi mendimet. I trazoi punët.*

8. *bised.* Prashit token e mbjellë për të dytën here, e përziej. *Trazojnë token.*

9. *jokal. vet. veta III.* Me përzien, me vjen të për-zier. *Po me trazon, me vjen për të vjellë.*

*-k* Trazoi fjalë *me dike* u zunë, u grindën. I trazoi gjakun e shqetësoi, i prishi gjakun. Trazon (shtyn, ngacmon) urët *shih tek* URË,~A n. S'lë gur pa trazuar (pa Iuajtur, pa kthyer) *shih te* LË.

TRAZORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *gjell.* Lloj buke e vale, që bëhet me miell misri, me gjalpë e me djathë dhe që piqet në furrë.

2. Luge druri me bisht të gjatë dhe jo e thellë, qd përdoret për të trazuar gjellën.

TRAZOVAÇ,~E *mb. keq.* 1. Që trazon çdo gjë, që nuk lë gjë pa prekur me dorë, që nuk lë dy gurë bashkë; që nuk të lë të qetë (sidomos për fëmijët). *Djalë trazovaç. Vajzë trazovaçe.*

*2. Pë'rd. em.* sipas kuptimit të rabiemrit. *Është trazovaç i madh.*

TRAZUAR (i,e) *mb.* I përzier.

TRAZUARAS *ndajf.* Në mënyrë të përzier, duke i përzier, pa rregull, në mënyrë të çrregullt. *kullotnin dhentë e dhitë (lopët) trazuaras.*

TRE *m.,* TRI . *num. them.* 1. Numri që vjen me-njëherë pas numrit dy dhe që shënon një sasi të ba-rabartë me dy edhe një. *Tre vjel. Tre buna. Tre lisa. Tri gra. Tri shoqe. Tri ditë. Tri pjesë. Tri të dhjetat. Pjesëtoj për (me) tre.*

*2. përmb.* TRE (të), TRIJA (të). Tre ose tri së bashku a menjëherë. *Erdhën të tre shokët (të trija shoqet).*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të numërorit themelor. *U nisën të tre (të trija).*

4. *përd. num. rresht.* I tretë. *Dhoma (salla) tre. Kabina tre. Shkalla tre.*

• Shpatullat s'bëhen tri *fj.u. shih te* SHPATULL, ~A. Tre hunj e një thupër *keq. shih te* HU,~RI. Është tri në degë e dy në majë *dik ush shih te* DEGË, ~A. Është tre mel e dy grurë *mospërf. shih te* MEL,~I. Mat tri (shtatë, dhjetë) here e pre një here *shih te* MAT. I bëjnë sytë tre e tre *d i k u j t* i bëhen ca si miza për-para syve, nuk i dallon gjërat qartë, nuk sheh mirë.

TREÇEREK,~U *m.* Tri nga të katër pjesët e ba-rabarta, në të cilat ndahet diçka, tri të katërtat. *Tre-çereku i bukës. Treçereku i panes. Treçereku i klasës (i nxënësve). Treçereku i sasisë.*

TREÇEREKËSHE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Pallto zakonisht grash, e shkurtër afërsisht një pëllëmbë përmbi gju, nën të cilën duket një pjesë e fundit a e fustanit. *Treçerekëshe e trashë. Treçerekëshe e zezë.*

*2.* Enë që nxë tri të katërtat e një mase (të okës, të litrit etj.). *E mati me treçerekëshe.*

3. *si mb.* Që ka tre çerekë të një të tëre; që nxë tri të katërtat e një mase. *Hënë treçerekëshe. Cope treçerekëshe. Enë treçerekëshe.*

TREDITËSH,~E *mb.* Që ka mbushur tri ditë, që ka kaluar tri ditë; që ka ndenjut, tri ditë; që zgjat tri ditë, treditor. *Foshnjë treditëshe. Gjellë (bukë) treditëshe. Punë treditëshe është.*

TREDITOR,~E *mb.* Që përfshin një periudhë kohe prej tri ditësh; që zgjat tri ditë, tri ditësh. *Seminar treditor. Udhëtim treditor.*

TREDH *kaU* TRODHA, TREDHUR. Heq, rrëgjoj a mpij organet mashkullore të një kafshe a të njeriut, e bëj të paaftë të riprodhojë, e bëj shterp një mashkull. *Trodhi kaun (dashin).*

TREDHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Dash, cjap a ka i tredhur.

TREDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Vegël druri në trajtë bige ose shul me një lak, që përdoret për të tredhur demat, deshtë e cjeptë. *vuri tredhësin.*

TREDHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve TREDH, TRIDHEM.

TREDHUR (i,e) *mb.* Që i janë hequr, i janë rrë-gjuar a i janë mpirë organet mashkullore, që është bërë i paaftë të riprodhojë, që është bërë shterp (për meshkujt e kafshëve dhe për burrat). *Cjap (dem) i tredhur. Kafshët e tredhura.*

TREpHFJVIBËSH,~E *mb.* 1. Që ka tre dhëmbë, që është me tri maja. *Sfurk tredhëmbësh.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Sfurk që ka tre dhëmbë a tri maja. *E mblodhi barin me tredhëmbësh.*
TREFAQËSH,~E *mb.* 1. Që është me tri faqe, që ka tri faqe. *Trup (prizëm) trefaqësh.* 2. Që zë tri faqe. *Shkrim (artikull) trefaqësh.*
3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT *gjeom.* Trup gjeometrik që ka tri faqe.
TREFAZËSH,~E *mb.* 1. *elektr.* Trefazor. *Çelës trefazësh. Lidhje trefazëshe.*
*2. sport.* Që bëhet në tri faza, që kalon në tri faza. *Garë trefazëshe.*
TREFAZOR,~E *mb. elektr.* Që ka tri faza, që punon me tri faza ose që është bërë për rrymë me tri faza; që vjen me tri faza. *Aparat trefazor. Transforma-tor trefazor. Rrymë trefazore.*
TREFfSH,~I *m.* Madhësi, e cila është tri here më e madhe se një tjetër, që merret si bazë. *Trefishi i sipërfaqes. Trefishi i prodhimit. Gjashta është trefishi i dyshit.*
TREFISH,~E *mb.* I trefishtë. *Fill trefish. Pëlhurë trefishe. Tel trefish. Sasi trefishe.*
TREFISH *ndajf.* Tri here me shumë; tri here edhe aq sa është. *Trefish me i madh (me shumë). E palosi trefish batanijen (çarçafin, letrën). E bëri perin (leshin) trefish. Është rritur trefish prodhimi.*
TREFISHIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TREFISHOJ, TREFISHOHET. *Trefishimi i sipërfaqes. Trefishimi i të ardhurave.*
TREFISHOHET *vetv.* 1. Bëhet tri here me i madh se ç'është ose se diçka tjetër që merret si bazë, rritet trefish. *U trefishua sasia (numri). U trefishuan forcat (kërkesat, vështirësitë).*
2. *Pës. e* TREFISHOJ.
TREFISHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj diçka tri here më të madhe se ç'është ose se diçka tjetër që merret si bazë, e rrit trefish. *Trefishuan prodhimin. Trefishoi shpejtësinë.*
TREFISHTË (i,e) *mb.* 1. Që përbëhet prej tri fijesh, prej tri pjesësh etj., që është me tresh. *Fill (tel) i trefishtë.*
*2.* Që është tri here me i madh se diçka tjetër që merret si bazë, trefish. *Sasi e trefishtë.*
3. Që ka lidhje me tri anë ose me tri sende, trefish. *Lidhje e trefishtë. Fitore e trefishtë.*
TREFLETËSH,~E *mb.* 1. Që përbëhet nga tri gjëra të barabarta, që ka tri ftetë. *Qitim trefletësh.*
2. *tek.* Që përbëhet nga tri faqe; që është me tri fletë (për dalta, gozhdë etj.). *Daltë trefieteshe. Gozhdë trefletëshe.*
3. *si em.* ~, ~I *m. bot.* Tërfil.
TREG,~GU *m.sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Shesh i hapur a ndërtesë e posaçme me përmasa të mëdha zakonisht në qytete, ku shiten e blihen sende ushqi-more, kafshë a mallra të tjera me pakicë; vend i po-saçëm ku tregtohet një lloj malli; pazar. *Tregu i kafshëve. Tregu i drithit (i leshit, i perimeve). Ditë tregu* një ditë e caktuar në javë kur njerëzit venë në këtë vend meshumicë (edhe nga fshatrat në qytet) për të shitur e për të blerë. *E bleu në treg. E nxori në treg.*
*2.* Krahinë, vend a grup vendesh, ku mund të shiten mallrat. *Treg kryesor (i rëndësishëm). Tregu i jashtëm. Tregu ndërkombëtar. Çmimet e tregut. Kërkesat e tregut. Lufta për tregje. Kërkojnë (pushtoj-në) tregje të reja. Sundon tregun. E përmbyti tregun me mallra.*
3. Shitja dhe blerja e mallrave, tregtia. *Treg igjerë. Tregu reciprok. vjet.* tregti, nëpërmjet së cilës fshatarësia shkëmbente tepricat e prodhimeve të veta mej prodhime industriale (në vitet e para pas Çlirimit). *Treg i garantuar. vjet.* tregti, nëpërmjet së cilës u jepbshin punonjësve artikuj ushqimore dhe industriale në sasi të caktuara sipas triskave (në vitet e para pas Çlirimit). *Tregu bujqësor. Tregu i punës* tregti në vendet kapitaliste që bëhet për të blerë krahët e lire të punës. *Tregu i zi* tregti e fshehtë në vendet kapitaliste e revizioniste, me çmime disa here më të larta se çmimet zyrtare. *Treg i lire* tregti me çmime të mbësh-tetura në kërkesën dhe në ofertën dhe jo në kursin zyrtar. *Hedh në treg.*
4. *fin.* Sfera, në të cilën qarkullojnë vlerat mone-tare. *Tregu financiar (monetar, valutor). Tregu i ka-pitaleve.*
• Plaçkë tregu *keq. shih te* PLAÇKË,~A. Nuk nxjerr (nuk qit) gjë në treg (në shesh) *shih te* SHESH,~I.
TREGARËSH,~I *m. sport.* Garë që përfshin tre lloje ushtrimesh ose tre lloje sportesh. *Tregarësh atletik. Tregarësh detar (ushtarak). Tregarësh gjint-nastikor* garë me ushtrime të lira, me akrobaci dhe me j kërcim në kaluç. *Tregarësh klasik.*
TREGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TREGOJ, TREGOHEM. *Tre-gimi i një ngjarjeje.*
2 *let.* Vepër e vogël letrare në prozd, në të cilën përihkruhet zakonisht në një vijë një cast ose një ngjarje me rëndësi nga jeta e një heroi a personazhi, pa iihënë në mënyrë të hollësishme se ç'ka ndodhur mëjpërpara a me pas. *Tregim i gjatë (i shkurtër). Tregim historik (humoristik, fantastik). Tregim në vargje. Vëllim me tregime. Lexoj (shkruaj) një tregim.*
TREGIMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që
shkruan tregime. *Tregimtar i shquar (i m&dh).*
2J Ai që i tregon bukur ngjarjet, ndodbirt, his-toritë, gojëdhënat etj. *Tregimtar i zoti.*
TREGIMTAR,~E *mb.* Që ka të bëjë me tregimin, që l përket tregimit; që është mbështetur në tregime, që ka karakterin e një tregimi, që shtjellohet si tregim. *Eposi tregimtar. Prozë tregimtare. Poemë tregimtare. Burime tregimtare. Me karakter tregimtar.*
TREGOHEM *vetv.* 1. E shfaq veten para të tjerëve me yetitë, aftësitë a të metat që kam, e zbuloj veten se kush jam. *U tregua bujar. U tregua burrë. Tregohet i gatshëm (këmbëngulës, i palodhur). U tregua i paaftë. Tregohem i vëmendshëm. U tregua diplomat, iron.*
2.1 E heq veten, hiqem, mbahem. *Tregohet si i zgjuar. Tregohej si i fyer (si i pikëlluar).*
3.j *Pës. e* TREGOJ.
Nuk tregohet me gojë është diçka që të mahnit, është e jashtëzakonshme.
TREGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. la nxjerr për-para; një gjë dikujt për ta pare, për t'u njohur më të a për të gjykuar mbi të; bëj të duket, zbuloj që të shihet, dëftej. *tregoi rrobat. 1 tregoi librat. I tregoi prodhimet. I tregoj punën. I tregoi dhëmbët (duart).*
2. I shpjegoj dikujt me fjalë ose ia shënoj me lë-vizje të dorës diçka që dëshiron ta dijë a ta mësojë; e drejtoj për atje ku duhet, i kallëzoj vendin ku ndo-dhet diçka etj., i dëftej. *tregoj adresën e shtëpisë. I tregoi rrugën (ndërmarrjen, institutin). la tregoi në hartë.*
3. Them me fjalë një ndodhi, një histori etj., kallëzoj me gojë; rrëfej. *Tregoj një përrallë (një histori, një ngjarje). E tregoi gjatë e gjerë (fije e për pe, me hollësi). Tregon shumë bukur. S'di të tregojë.*

4. I them dikujt një të vërtetë që ai nuk e di; i kallëzoj diçka, zakonisht të fshehtë ose që ai nuk e di; rrëfej. *tregoi emrin. I tregoi të drejtën (të vërtetën), I tregoi të fshehtat. Ia tregoi së shoqes. I tregoi hallin. I tregoi zorrët e barkut* ia tha të gjitha. *Po ta tregoj vetëm ty. I tregoi kush foli (kush e mori). I tregoi kush e kush erdhi. I tregoi si ndodhi. Mos i trego kujt! Mos e trego!*

5. *bised.* E kallëzoj te dikush; i jap njoftime dikujt për dike a për diçka; padit. *Etregoi tekiati. Na tregoi spiuni. E shtrënguan të tregonte shokët.*

*6.* Shfaq një veti a një aftësi, duke vepruar ose duke bërë diçka; i kushtoj kujdes a vëmendje dikujt ose diçkaje; e paraqit veten në një mënyrë të caktuar; e shfaq. *Tregoi guxim (burrëri, heroizëm, trimëri). Tregoi zotësi (shkathtësi, mençuri, zgjuar si). Tregon interesim për letërsinë (për muzikën, për pikturën). Tregon kujdes (vëmendje) p ë r dike a për diçka. E tregoi veten se kush ishte. Puna e tregon nje-riun. E ka treguar me vepra. Ç'ka zemra, e tregon fytyra.fj.u.*

7. *vet. veta III.* Dëshmon, provon, vërteton; nxjerr në shesh. *Kjo tregon qartë (sheshit) se... PërVoja tregon se... Ngjarjet historike treguan se...*

8. edhe *jokal.* Dukem; jap përshtypjen nga pamja (zakonisht për moshën); *vet. veta III* është shenjë për diçka, paralajmëron. *Tregon i ri. Nuk tregon me shumë se gjashtëdhjetë vjeç. Siç tregojnë shenjat. Siç tregon moti, do të kemi shi.*

9. *vet. veta III sh.* Flasin, thonë. *Tregojnë shumë gjëra për të. E tregonin shumë të zotin. E tregojnë të bukur.*

• Siç tregojnë (siç duken) bathët *shift te* BATHË, ~A. I tregoi (i ktheu, i drcjtoi) bërrylin *dikujt* e kundërshtoi dike, nuk pranoi atë që i tha a që i kërkoi dikush; nuk i dha asgjë. I tregoi cepin *dikujt shih te* CEP,~I i. I tregoi derën *dikujt* IAAKDERË, ~A. I tregoi (i dëfteu) dhëmbët *dikujt* a) e kërcë-noi, iu kanos; b) i zbuloi qëllimet e veta grabitqare, armiqësore etj., e tregoi natyrën e vet të egër, e zbuloi veten. E tregojnë me gisht *dike shih te* GISHT, ~I. I tregoi grushtin *dikujt shih te* GRUSHT,~I. I tregoi (i nxori) gjoksin *dikujt shih te* GJOKS,~l. Nuk i tregon këmbët (i fsheh këmbët) *shih te* KËMBË, ~A. Ia tregoi (ia rrëfeu) qejfin *dikujt shih te* QEJF, ~I. I tregoi (i rrëfeu) shkopin *dikujt* e kërcënoi. I tregoi (i rrëfeu) udhën (rrugën) *dikujt mospërf. shih tek* UDHË,~A. I tregoi vendin *dikujt shih te* VEND, ~I. I tregon (i rrëfen) babait arat *iron, shih te* BABA, ~I. Tregoi fytyrën e vërtetë *shih te* FYTYRË,~A. I tregon lëkurën e ujkut *dikujt shih tek* UJK,~Ui. I tregoi se nga lind dielli *iron, shih te* LIND. Ia tregoi potkonjtë (këpucët) diellit (qiellit) *përb. shih te* DIELL, ~I. Tregoi edhe qumështin e nënës *shih te* QUMËSHT, ~I. I tregoi zorrët e barkut *shih te* ZORRË,~A.

TREGTAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që merret me tregti dhe nxjerr fitime prej saj; pjesëtar i shtresës së pasur shoqërore, që siguron fitime e vë pasuri me anë të tregtisë (në vendet ku zhvillohet tregtia private). *Tregtar i vogël (i madh, i pasur). Tregtar shë-titës. Tregtar st of rash (lëkurësh). Tregtar skllevërish.*TREGTAR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me tregtinë, që lidhet me tregtinë; që i përket tregtisë, i tregtisë. *Marrëveshje tregtare. Kapitali tregtar. Bilanci tregtar. Lidhje tregtare. Kulturë tregtare,*

2. Që merret me tregti; që i shërben tregtisë a që merret me punët e saj. *Anije (ftolë) tregtare. Ndër-marrje (organizatë) tregtare. Njësi tregtare. Qendër (bazë) tregtare. Teknikum tregtar* shkollë e mesme profesionale që përgatit punonjës të tregtisë. *Delegation tregtar. Këshilltar (atashe) tregtar.*

• Tregtar ttamurësh *shih te* FLAMUR,~I.

TREGTI,~A . 1. Veprimtari ekonomike, që për-fshin shpërndarjen e këmbimin e mallrave me para sipas çmimit dhe që lidh prodhimin me konsumin; degë e veçantë e ekonomisë që merret me këtë veprimtari. *Tregtia socialiste. Tregti kapitaliste. Tregtia e brendshme (e jashtme). Tregtia ndërkombëtare. Tregtia ndërmjet shteteve. Tregtia dhe transports Zhvillimi i tregtisë. Detyrat e tregtisë. Ministria e Tregtisë. Dhoma e Tregtisë. Seksioni i tregtisë. Pu-nonjësit e tregtisë. Marrëveshje tregtie.*

*2.* Këmbimi i mallrave me para sipas çmimit, shitblerja e mallrave. *Tregti me pakicë (me shumicë). Tregtia e përditshme. Tregti e lire. Tregtia e skllevërve. Rrjeti i tregtisë. Pikat e tregtisë. Ben tregti. Merrej me tregti.*

TREGTIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TREGTOJ, TREGTOHET. *Tregtimi i prodhimeve industriale (i perimeve, i qu-mështit). Tregtimi i librit. Format e tregtimit. Njësi (pike, dyqan) tregtimi. Rrjeti i tregtimit.*

TREGTlZË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Dyqan i vogël. TREGTOHET. *Pës. e* TREGTOJ.

TREGTOJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Blej e shes mallra të ndryshme; bëj tregti, merrem me tregti. *Tregton artikuj të ndryshëm. Vendi ynë tregton me shumë vende të botës.*

TREGTORE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Dyqan. *Treg-tore librash. Tregtore perimesh (këpucësh).*

TREGTËES,~I *m.sh.* ~, ~IT. Ai që bën tregti, ai që merret me tregti, shitës. *Tregtuesit e librit. Pro-dhuesit dhe tregtuesit.*

TREGTUES,~E *mb.* Që merret me tregti, që bën tregti; që lidhet me tregtinë. *Veprimtari tregtuese. Ndërmarrje tregtuese.*

TREGCES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Tipar i veçantë ose anë e caktuar që merret si shenjë dalluese e pro-dhimit, e shfrytëzimit etj. në një punë; një nga Ho jet e prodhimeve që bëhen gjatë një pune, nënndarje, artikull i veçantë, zë. *Treguesit cilësorë (sasiorë). Tregues financiar (ekonomik). Treguesit e punës. Tregues në natyrë. Tregues në vleftë. Plotësimi i planit në të gjithë treguesit.*

2. A jo që na lejon të gjykojmë për ecurinë dhe zhvillimin e një pune a të diçkaje tjetër brenda një kohe të caktuar; shprehje, zakonisht me shifra ose me përqindje, që pasqyron gjendjen e një pune. *Tregues kryesor (real, i kënaqshëm, i qartë). Tregues i ulët. Treguesi i zhvillimit (i përparimit). Treguesi i rritjes së mirëqenies. Treguesi i nivelit të jetesës.*

*3. mat.* Numër që vihet sipër e më të djathtë të një numri tjetër të dhënë dhe që shërben për të treguar se sa here duhet të shumëzohet numri i dhënë me

veten e tij; eksponent. *Tregues pozitiv (negativ). Tregues zero. Treguesi i fuqisë. Treguesi i rrënjës.*

4. Listë emrash, çështjesh, temash etj. me rend alfabetik ose me rend tjetër, që vihet në fund të një libri ose në skedarët e një biblioteke; pasqyrë alfa-betike e pajisur me shënime; liber informues. *Tregues alfabetik (tematik). Tregues bibliografik. Tregues tematik. Treguesi i emrave. Treguesi i lëndës.*

5. Tabelë me shenja të posaçme ose gur, që vihet anës rrugëve automobilistike për të treguar drejtimin e qarkullimit ose numrin e kilometrave. *Treguesi i kilometrave.*
6. Vegël, aparat etj., që tregon diçka; shigjetë e lëvizshme zakonisht mbi një fushë të shkallëzuar, që mat një force, një sasi etj. ose që tregon drejtimin e një lëvizjeje. *Treguesi i drejtimit. Treguesi i Vajit (i karburantit). Treguesi i shtypjes (i trysnisë). Treguesi i shpejtësisë.*
TREGUES, ~E *mb.* Që përdoret për të treguar diçka. *Gishti tregues* gishti i dytë i dorës, që ndodhet midis gishtit të madh dhe atij të mesmit. *Shigjetë (gjilpërë) treguese. Shenja treguese.*
TREGJYSH,~I *m.sh.* ~A, ~AT. Stërgjysh.
TREHAPËSH,~I *m. sport.* 1. Kërcim së gjati me tre hapa. *Fitoi në trehapësh.*
2. Ecje tre hapa me top në dorë në lojën e basket-bollit. *Ngatërroi trehapëshin.*
TREHAPËSH *mb. sport.* Që përbëhet nga tre hapa, që bëhet me tre hapa. *Kërcim trehapësh.*
TREKATËSH,~E *mb.* Që ka tre kate, që është me tre kate. *Ndërtesë trekatëshe. Shtëpi trekatëshe.*
TREKËMBËSH,~I *m.sh.* ~A, ~AT. 1. Tre trarë të mbërthyer në një kulm a shtyllë me një kthesë sipër dhe me një litar, në të cilin varen të dënuarit me vdekje. *Ngritën një trekëmbësh. E çuan (e varën) në trekëmbësh. Qëndroi si burrat përpara trekëmbëshit.*
2. Mbajtëse e përbërë nga tri këmbëza të hapura anash e të mbërthyera sipër në një vend, që shërben për të mbështetur në të një armë, një pajisje a diçka tjetër. *Trekëntbëshi i mitralozit. Trekëmbëshi i aparat it fotografik.*
TREKËNDËSH,~I *m.sh.* ~A, ~AT. 1. *gjeom.* Figure gjeometrike, që ka tri brinjë e tre kënde. *Tre-këndësh barabrinjës (dybrinjënjëshëm). Trekëndësh këndrejtë (këndngushtë). Sipërfaqja e trekëndëshit. Baza (lartësia) e trekëndëshit. Kulmet e trekëndëshit.*
*2.* Send a pjesë e diçkaje që ka tri brinjë dhe tre kënde ose një trajtë të tillë a të ngjashme. *Trekëndëshi i murit ballësor të çatisë. Formojnë një trekëndësh. Heq vija me trekëndësh* heq vija me një vizore me tre brinjë. *Topi përfundoi në trekëndëshin e portës. sport.*
3. *elektr.* Lidhje kryesore në aparatet elektrike me rrymë të ndryshueshme trefazore. *Lidhje në trekëndësh.*
• Trekëndëshi revolucionar sistemi arsimor re-volucionar në vendin tone, që mbështetet në tre kom-ponentët: mësim - punë prodhuese - edukim fizik e ushtarak, të lidhur ngushtë ndërmjet tyre si pjesë e një të tëre.
TREKËNDËSH,~E *mb.* Që është me tre kënde, që është si trekëndësh. *Kapelë trekëndëshe. Lime tre-këndëshe. Shami trekëndëshe. Bazë trekëndëshe. gjeom.*TREKËNDOR,~E *mb. libr.* Që ka tre kënde, tre-këndësh; që ka tri faqe. *Pimmidë trekëndore. Prizem trekëndor. Prerje trekëndore.*
jrRELEKËSH,~E *mb.* 1. Që e ka vlerën tre lekë. *Kartëmonedhë trelekëshe.*
2. Që e ka çmimin tre lekë. *Sapun trelekësh. Bukë trelekëshe.*
3. si *em.* ~E, ~JA *f.sh.* ~E, ~ET *bised.* Kartëmonedhë me vlerë tre lekë. *dha dy trelekëshe.*
tREMB *kal.,* ~A, ~UR. 1. I shtie frikën dikujt menjëherë e në mënyrë të papritur; e frikësoj dike, e bëj të ketë frikë duke e kërcënuar etj. *E trembi shumë. Mos e tremb djalin! Nuk na trembin kërcënimet.*
2. *bised.* I flas që të largohet, e përzë, e dëboj (za-konisht për shpendët dhe për kafshët); i bën të lar-gohen a të përndahen andej-këtej. *Trembi pulat nga misri! Trembi delet nga gruri! Trembi qentë, se po na hanë! E trembi ujku bagëtinë (kopenë).*
3. *fig.* E ndërpres, nuk e lë të vijojë më tej; e lar-goj paksa, e përzë. *2hurma ia trembi këngën. Na e trembi gëzimin. Hëngri pak sa për të trembur urine. Fjeti pak sa e trembi gjumin. U çlodh ca sa trembi lodhjen.*
TREMBEM *vetv.* 1. Me hyn frika menjëherë e në mënyrë të papritur, ndiej frikë; frikësohem, me zë frika përpara një rreziku, një kërcëniini etj. *U tremb nëlgjumë. U tremb kot. Mos u tremb! Nuk u trembet vështiresive. Trembet nga zhurmat.*
*2.* Shqetësohem shumë për dike a për diçka, kam shumë merak për të, nuk jam i qetë, kam frikë se mos...; ia kam frikën dikujt, druhem. *Trembej shumë për të birin. Trembej se mos u ndodhte ndonjë e keqe fëmijëve. I trembej atij.*
3. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore) fig.* Me ikën, me largohet diçka (nga një shqetësim, nga frika etj.). *M'u tremb gjumi. Iu tremb qumështi lopes.*
4. *Pës. e* TREMB.
Iu tremb (i ngriu, iu pre) gjaku *shih te* GJAK, ~U i. S'i trembet (s'i fiket) syri nuk ka frikë fare, nuk do t'ia dijë prej askujt, është trim i madh. Nuk trembet ariu (arusha) me shoshë;.;. *shih te* SHOSHË, ~A. S'trembet ujku nga mushkonjat *fj.u. shih tek* UJK,~Ul.
TREMBË,~A . Frikë e madhe dhe e përnjëher-shme, që lë gjurmë te njeriu edhe pasi ka kaluar; tutë. *ka hyrë tremba.*
TREMBËDHJETË *num. them.* 1. Numri që vjën me| njëherë pas dymbëdhjetës dhe që shënon një sasi të barabartë me dymbëdhjetë edhe një. *Trembëdhjetë veta (burra, gra). Trembëdhjetë ditë (javë, muaj). Trembëdhjetë lekë.*
21 *përd. num. rresht.* I trembëdhjetë. *Dhoma (ka-bina) trembëdhjetë. Numri trembëdhjetë. Në orën trembëdhjetë. Në faqen trembëdhjetë.*
TfREMBËDHJETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i për-gjigjet numrit trembëdhjetë në një varg të pandër-prerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në njëklasifikim etj. *Radha e trembëdhjetë. Ditën e trembëdhjetë.*
2. *përd. em. f.* Një nga të trembëdhjetë pjesët e barkbarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e trembë-dhjeta.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të nuraërorit rreshtor. *Doli i trembëdhjeti.*
TREMBËLAK,~E *mb.* 1. Që trembet shpejt, që frikësohet menjëherë; tutës, frikacak. *Fëmijë trembë-lak. Vajzë trembëlake.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Trembëlak i madh.*
TREMBËS,~E *mb.* Trembëlak, frikacak.
TREMBJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TREMB, TREMBEM.
TREMBSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që trembet shpejt, që mund të trembet.
TREMBUR (i,e) *mb.* Që është trembur, që i ka hyrë frika; që shpreh frikë, i frikësuar. *Me fytyrë të trembur. Me sy (me vështrim) të trembur. Rri si i trembur.*

TREME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Hajat. *Treme e madhe (e gjerë). Tremja e shtëpisë. Shkallët e tremes. Rri në treme.*
TREMËZAJ *ndajf.* Me trish. *E palosi tremëzaj.*
TREMOTORËSH,~E *mb.* Që ka tre motorë. *Ae-roplan tremotorësh.*
TREMUAJSH,~E *mb.* 1. Që ka mbushur tre muaj; që zgjat tre muaj, tremujor. *Fëmijë tremuajsh. Pe-riudhë tremuajshe.*
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. Periudhë kohe prej tre muajsh; tremujor. *Tremuajshi i parë i vitit.*
TREMUJOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Periudhë kohe prej tre muajsh; një e katërta e vitit. *Tremujori i parë (i dytë...) i vitit. Fillimi (fundi) i tremujorit. Për-fundimet e tremujorit. Brenda tremujorit. Mbyllën tremujorin.*
TREMUJOR,~E *mb.* Që përfshin një periudhë kohe prej tre muajsh, që zgjat tre muaj; që ka mbushur tre muaj, tremuajsh. *Analizë tremujore. Kurs tremujor. Plan tremujor.*
TREN,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Mjet udhëtimi e transporti, që përbëhet nga një lokomotivë e nga disa vagone dhe që ecën mbi binarë të hekurt. *Tren elek-trik. Tren veror. Tren ndërkombëtar. Tren i blinduar. Tren i posaçëm. Treni i mbrëmjes. Tren udhëtarësh (mallrash). Fishkëllima e trenit. Lëvizja e trenave. Stacioni i trenit. Hipi në tren. Udhëtojnë me tren. Zbriti nga treni.*
TRENGJYRËSH,~E *mb.* Që është me tri ngjyra, që ka tri ngjyra. *Flamur trengjyrësh. Fustan (shirit) trengjyrësh. Triko trengjyrëshe.*
TRENI,~A . Marrëzi; tërbim.
TRENIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve TRENOJ, TRENOHEM.
TRENOHEM *vetv.* Luaj mendsh, prishem nga mendtë, shkalloj; cmendem nga gëzimi, nga mërzia e madhe etj.; me hipën inati në kokë, terbohem.
TRENOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E luaj mendsh dike, e prish nga mendtë, e bëj të shkallojë, e çmend; e zemëroj keqas, e tërboj. *E trenoi fare.*
2. *jokal.* Jepem shumë pas dikujt a pas diçkaje, me pëlqen shumë, çmendem, marrosem. *Trenoi pas asaj.*
TRENTË (i,e) *mb.* 1. Që ka luajtur mendsh, qëështë prishur nga mendtë, i shkalluar; i çmendur nga gëzimi, nga mërzia e madhe etj.; që është zemëruar keqas, i tërbuar. *Njeri i trentë.*
2. I egër, i papërmbajtur, i tërbuar (për kafshët). *Kale i trentë. Pelë e trentë.*
3. I paarsyeshëm, që nuk synon për të mirë. *Sy-nime të trenta. Hamendje të trenta. Punë të t rent a. Me qëllime të trenta.*
TREPALËSH,~E *mb.* Që bëhet ndërmjet tri pa-lëve. *Lidhje (aleancë) tre pale she.*
TREPJESËSH,~E *mb.* Që përbëhet nga tri pjesë, që ka tri pjesë.
TREQENIKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Zgjedhë,
në të cilën mbrëhen tie qe.
TREQIND *num. them.* 1. Nutnri që shënon një sasi të barabartë me tri here njëqind. *Treqind vela. Treqind vjet. Treqind faqe.*
2. *përd. num. rresht.* I treqindtë. *Dhoma treqind. Në faqen treqind.*
TREQINDTË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit treqind në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj.
2. *përd. em. f.* Një nga të treqind pjesët e bara-barta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e treqindta.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.
TRERROKËSH,~E *mb. gjuh., let.* Që është i përbërë nga tri rrokje. *Fjalë trerrokëshe. Varg tre-rrokësh.*
TRESH, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Shifra tre (3); sasia që shënohet me këtë shifer. *Shumëzoj treshin me pesë. Heq një nga treshi.*
2. Send a njeri, që shënohet me shifrën tre. *Treshi i mbrojtjes. sport. Hedh treshin* (në letra). *Treshi gjuajti dhe bëri kosh. sport.*
3. Nota 3 në sistemin e vlerësimit të dijeve me pesë nota në shkollë. *Mori tresh. I vuri tresh.*
*4. vjet. parë* e vjetër turke prej bakri, që vlente tre grosh. *Çiraku merrte një tresh në javë.*
5. Lojë që bëhet nga dy lojtarë, të cilët vendosin dhe lëvizin nga tre gurë mbi një katror të ndarë kryq në katër katrorë më të vegjël. *Luanin treshin.*
• R r e g u 11 a e treshit *mat.* rregull për llo-garitjcn e një madhësie të panjohur, duke u nisur nga tri ose pesë a me shumë madhësi të tjera të njo-hura, që kanë ndërmjet tyre përpjesëtim të drejtë a të zhdrejtë.
TRESH,~E *mb.* I. Që pErbëhet nga tre njerëz, nga tri qenie, nga tri gjëra etj. *Celulë tre she. Prize treshe. Strofë treshe. let.* strofë me tre vargje.
2. Që nxë tri njësi të caktuara. *Xhezve treshe* xhezve për tre filxhanë kafe.
TRESH *ndajf.* Në tri pjesë; tri here. *E ndau tresh. E palosi tresh. E preu me tresh.*
TRESHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Grup i përbërë nga tre njerëz, nga tri qenie, nga tre sende etj. *Treshja e pare. Treshja kryesore. Treshja e qendrës. sport. Treshe aeroplanësh.*
2. Xhezve që nxë tre filxhanë kafe. *Vuri freshen në zjarr.*
TRET (TRES) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shkrij në ujë ose në një lëng tjetër një lëndë zakonisht të ngurtë, e bëj atë të lëngshme, duke e përzier e duke e shkrirë në një lëng. *Tret sheqerin (kripën). Tret gëlqeren në ujë. Benzina i tret yndyrnat.*
2. Kthej në gjendje të lëngët një lëndë të ngurtë, duke e ngrohur a duke e nxehur, e shkrij. *Tret gjalpin (dhjamin, dyllin). Tret kallaj (plumb).*
3. Bluaj mirë ushqimin në stomak që të hollohet e të thithet nga organizmi. *S'ma tret stomaku.*
4. Prish; kalb. *E treti dheu. E treti ndryshku.*
5. *Vet. veto III.* E dobëson shumë nga trupi, e lig nga shëndeti, e bën të hequr e të brishtë. *E ka tretur sëmundja.*
6- *fig-* Shpenzoj diçka shpejt e pa kursim, prish, shkrij, harxhoj zakonisht kot. *treti par atë. E treti pasurinë. I treti të gjitha fuqitë.*
7. *fig.* E përvetësoj mirë diçka, duke e përsëritur ose duke e përpunuar, e thith, e bluaj. *E ka tretur mirë mësimin. Nuk e tret dot këtë pjesë.*
8. *fig. keq,* Pranoj, duroj, honeps. *Nuk m'i tret mideja këto lëvdata. Nuk i tret dot gënjeshtral e tij.*
9. E hedh tej diçka si të pavlefshme, e flak poshtë. *E treti bishtin e cigares.*
10. edhe *jokal.* E humbas diçka e nuk e di ku është; me humbet dikush nga sytë e nuk e di ku ndodhet a nga shkoi; nuk jam me me dike, nuk e kam me dike a diçka, sepse e kam harruar a e kam lënë diku ose me ka rënë diku; humb. *Një pjesë e dorëshkrimee kanë tretur. I treti*

*shamia rrugës. I treti sy ndër sy dikush. Nuk e di se ku i treti syzet.*
11. Ngatërroj rrugën a gaboj drejtimin, nuk di nga të shkoj më tej; nuk e ndjek dot më tej atë që kërkoj, humb. *Ka tretur rrugën (drejtimin). I treti gjurmët.*
12. edhe *jokal.* E dërgoj dike në një vend të largët, e dërgoj në humbje, e syrgjynos; shkoj në mërgim, larg të afërmve të mi, larg atdheut; iki larg. *Fashistët na i tretën bijtë dhe bijat burgjeve të Italisë. Mjedën e kishin tretur në njëfshat të largët. Treti në dhe të huaj.*
13. *fig.* Largoj diçka, bëj të ikë a të zhduket. *la treti druajtjen. la treti gëzimin.*
I treti (i humbi, oak i duket) boja *shih te* BOJË, ~A. S'e tret dheu (besën, anwnetin) nuk humb kurrë, nuk harrohet kurrë. Goja tret edhe malet *fj.u. shih te* MAL,~I. Treti (hodhi) shikimin (vështrimin) larg vësh-troi larg, hodhi vështrimin tutje si i harruar. la treti (ia humbi, ia shoi) farën *dikujt a diçkaje shih te* FARË,~A. Treti (humbi) mendtë e kokës *shih te* HUMB. I tret (i derdh) plumbio në goji *dikujt përb. shih te* DERDH 4.
TRETAR,~11 *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Ai që i merrte pronarit për përdorim token a bagëtinë dhe i jepte një të tretën e prodhimit.
2. *hist.* Ai që mblidhte të iretën, ai që merrte të tretën.
TRETAR,~111 *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Trinjak. *Undi tre tare.*
TRETEM *vetv.* 1. *kryes. Vet a III.* Shkrin në uje ose në një lëng tjetër, bëhet i lëngshëm duke u përzier e duke u shkrirë në një lëng (për lëndë zakonisht të ngurta). *Sheqeri (kripa) tretet në ujë. Rëra nuk tre-tet në ujë. Mos ki frikë nga shiu, se nuk treteshl2. vet. veta 111.* Kthehet në gjendje të lëngët, kur e ngrohim a kur e nxehim, shkrin. *U tret dëbora. Gjalpi u tret. Dhjami i derrit tretet shpejt.*
3. *vet. veta 111.* Bluhet mirë në stomak e hollohet për t'u thithur nga organizmi (për ushqimet). *Ushqime që treten lehtë. Mishi i viçit tretet shpejt. Nuk tretet. Mezi tretet.*
4. Prishem; kalbem. *U tret në dhe.*
5. Dobësohem shuttle nga trupi, ligem nga shën-deti, hiqem. *Është tretur shumë. Është tretur në fytyrë.* If *tret si qiriri. Qe tretur e kulluar* qe dobësuar shumë. *Bagëtia tretet ca në dimër.*
6. *vet. veta HI fig-* Harxhohet shpejt e pa e kuptuar, shkon i gjithë, shkrin. *U tret qymyri. U tret pasuria.*
7. *vet. veta III.* Zhduket brenda diçkaje, futet diku a pas diçkaje e nuk dallohet me; numb. *U tret në errësirë (në mjegull). Dritat treteshin në mugëtirë (në large si).*
8. *vet. veta HI fig.* Largohet, ikën a zhduket. *Shqe-tësimet u tretën si tymi. Iu tret buzëqeshja nga fytyra. M'u tret gjumi.*
•*k* U tret në mendime humbi në mendime. U tret (u shkri) si kripa në ujë *shin te* KRIPË,~A.
TRETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit tre në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radhë a renditje, në një klasifikim etj., që vjen menjëherë pas të dytit. *Radha (banka) e tretë. Dita e tretë. Muaji (viti) i tretë. Klasa e tretë. Në orën e tretë të mësimit.*
2. *përd. em. f.* Një nga të tri pjesët e barabarta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e treta. Dy të tretat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor. *E treta A* klasa e tretë A. *treti arriti në orën katër. Doli i treti.*
Kur këndoi gjeli (këndesi) i tretë *shih te* GJEL,~I.
TRETË,~A (e). *sh.* ~A, ~AT (të). 1. *hist.* Një e treta e prodhimit, që ishte i detyruar t'i jepte bujku pronarit të tokës a të bagëtisë. *Të tretat e të dhjetat. Paguanin të tretën. Mblidhte të tretat.*
2. *kryes. sh. fet., vjet.* Dita e tretë pas vdekjes së dikujt, që përkujtohej nga të afermit; dreka a darka që shtrohej me këtë rast (sipas besimeve të kota). *Të vdekurit i bënin të tretat, të nëntat e të dyzetat. Kishte të tretat. Vajtën për të tretat.*
TRETËNATË,~A . *etnogr.* Nata e tretë pas lindjes së fëmijës, kur në familjen e tij bëhej një festë e posaçme dhe i vihej emri.
TRETËS,~E *mb.* 1. Që tret një lëndë zakonisht të ngurtë, që e bën diçka të lëngshme. *Lëngje tretëse. Lëndë tretëse.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Ujë a lëng tjetër, që tret një lëndë zakonisht të ngurtë. *Tretës vajor. Tretës i zakonshëm. Tretës yndyrnash. Heq njollat me tretës. Fut në tretës.*
TRETËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *kim.* 1. Lëngu që del nga tretja e një lënde zakonisht të ngurtë në ujë a në një lëng tjetër. *Tretësirë ujore. Tretësirë e lëngët.*
2. A jo që del nga përzierja e dy lëndëve të ngurta, e një lënde të ngurtë me një gaz etj., që shkrihen në mënyrë të barabartë me njëra-tjetrën. *Tretësirë e ngurtë.*
• Tretësirë fiziologjike *mjek.* tretësirë
kripërash, e përgatitur në mënyrë artificiale, që ka veti të ngjashme me ato të plazmës së gjakut.
TRETJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve TRET, TRETEM. *Tretja e dhjamit. Tretja e ushqimit. Organet e tretjes.*
2. Tretësirë. *Tretje ujore (vajore).*
• Aparati i tretjes *anat. shih tek* APARAT,
~I$_2$.
TRETOJ *kal,* ~OyA, ~UAR. E çunoj dhe e mbjell token për të tretën here brenda një viti; punoj token për të tretën here për ta mbjellë, e përziej.
TRETONËSH,~E *mb.* Që ka një peshë prej tre tonësh, që peshon tre tone; që merr tre tone. *Kamion tretonësh.*
TRETSHËM (I), ~ME (e) *mb.* Që mund të tretet, që tretet lehtë. *Lëndë e tretshme. Kripëra të tret-shtne. Ushqim i tretshëm.*
TRETSHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i tretshëm, vetia që ka një lëndë për t'u tretur. *Tretshmëri e lartë (e ulët). Shkalla e tretshmërisë. I rrit tretshmërinë.*
TRETUR (i,e) *mb.* 1. Që është kthyer në gjendje të lëngët duke u ngrohur a duke zier, i shkrirë (për lëndë të ngurta). *Gjalpë (dhjamë) të tretur* gjalpë (dhja-më) që është shkrirë dhe pastaj është mpiksur. *Plumb (kallaj) i tretur. Dyllë i tretur.*
2. I dobësuar, i ligur, i hequr, i rënë nga shëndeti. *Me fytyrë të tretur. Me supe (me duar) të tretura. Me trup të tretur. Ishte i tretur.*
TREVENDËSH,~E *mb.* Që ka tre vende, me tre vende; që është për tre veta. *Kanape trevendëshe. Stol trevendësh. frfotoçikletë trevendëshe.*
TREVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Krahinë e gjerë, tokë; vend, truall. *Trevë e madhe. Trevë fustore. Trevë pjellore. Treva Hire.* 57a *vend e trevë pa e kërkuar* e kërkoi kudo.
2. Një cope tokë me bar, ku çojnë qetëpër të ku-llotur.
-*k* S'kishte vend e trevë prej tij nuk e linte aspak të qetë, nuk i ndahej për asnjë cast. Mos gjetsh vend e trevë! *mallk.* mos gjetsh qetësi, mos paç gëzim!
TREVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që zgjat a vijon tre vjet, që kryhet brenda tre vjetëve. *Plan trevjeçar.*
*2.* Që është tre vjeç. *Djalë trevjeçar. Vajzë trevjeçare,*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Në tre-vjeçarin e pare. Grupi i trevjeçarëve.*

TREVJETOR,~I *m.* Periudhë kohe prej tre vjetësh. *Trevjetori i lindjes (i martesës).*

TREVON *jokal,* ~OI, ~UAR. Vete mbarë, ecën mirë, shkon si duhet. *Na trevoi mirë sivjet gjëja e gjallë. Ka nisur të trevojë djali.*

TREZONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjemb. 2. Xhungë e mbushur me gjak, bullungë gjaku.

TRËNDAFIL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Shkurre zbukuruese deri në dy metra e lartë, me gjemba të gjatë, me lule të mëdha fletë-fletë, të bukura, të mble-dhura, me erë të këndshme e në ngjyrë të bardhë, të kuqe, të verdhë etj.; lulja e kësaj shkurreje. *Trën-dafil* i *kuq (i bardhë, i verdhë). Trëndafil me erë. Gon-xhe trëndafili. Tufë trëndafilash. Erë trëndafili. Ujë trëndafili. Shurup (reçel) trëndafilash. Vaj trëndafili. Kopsht (oborr) me trëndafila.*2. *përd. mb.* Në ngjyrë të çelur ndërmjet së kuqes e së bardhës. *Fustan trëndajil. U be trëndafil në fytyrë.*

3. *fig. përk., poet.* Djalë a vajzë që ka bukuri e njomësi, djalë a vajzë në lulëzira, lule.

• Trëndafil breshke *bot.* balkrocë. T r ë n -d a f i l d e t i *zool. shih* FILLIKATE,~JA. Trëndafil i egSr *bot.* shkurre e egër, deri në tre metra e lartë, e degëzuar dhe me gjemba të forte, me lule në ngjyrë të bardhë me pesë petla e me erë të mirë, që bën kokrra të kuqe me shumë fara brenda; kaçe.

TRENDAFILISHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Kopsht a vend i mbjellë me trëndafila.

TREND AFILORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bi-mësh, në të cilën hyjnë trëndafilat, ferrat, murrizi etj.

TREND AFILTË (i,e) *mb.* 1. Që ka ngjyrë të çelur ndërmjet së kuqes e së bardhës, në ngjyrë trëndafili; që ka ngjyrë afërsisht të tillë. *Lule të trëndafilta. Me faqe të trëndafilta. Me fytyrë të trëndafiltë. Këmishë e trëndafiltë. Agim (mëngjes) i trëndafiltë. Dritë e trëndafiltë. Qiell i trëndafiltë. Tis i trëndafiltë.*

2. *fig-* Që sjell gëzim e lumturi, që na gëzon zerarën; që na ngjall shpresa për diçka të bukur. *Pranverë e trëndafiltë. Kujtime të trëndafilta. Shpresa (ëndrra) të trëndafilta.*

• Me ngjyra të trëndafilta *libr.* i zbukuruar shumë, pa dhënë anët e këqija e të pakëndshme, si fushë me lule.

TRËNDELINË,~A . *sh.* ~A, ~AT 1. *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, e ngjashme me tërfilin, me gje-the treshe në trajtë vezake, me lule të imëta, me pesë petla të verdha e me erë të këndshme, që lulëzon në muajt prill-maj dhe që bën bishtaja të përkulura si kosë; lulja e kësaj bimc. *Erë trëndeline. Një tufë me trëndeliniL*

*1. fig. përk.* Vajzë e bukur dhe e këndshme.

• Është bërë trënddinë është dobësuar shumë, mezi mbahet me këmbë. Është trëndelinë (nge mendja) *mospërf.* është fare i lehtë nga mendja; e ka kokën bosh. Kishte mbetur trëndeline kishte mbetur pa asnjë lek në xhep; s'kishte asgjë në shtëpi, ishte shkundur fare.

TRIARE *mb.* Që përbëhet nga tri zile të future njëra në t jetrën. *Zile triare.*

TRIBUN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *lart.* Veprimtar i shquar shoqëror, që me fjalime të zjarrta e me shkri-me të fuqishme mbron të dxejtat e popullit, lufton për një çështje të madhe. *Tribun i vegjëlisë. Tribun* i *revolucionit.*

2. *hist.* Titull që mbanin disa funksionarë zyrtarë me detyra të ndryshme civile e ushtarake në Romën e lashtë. *Tribun i plebenjve* mbrojtës i të drejtave të plebenjve, të cilët shtypeshin nga patricët dhe nga konsujt. *Tribun ushtarak.*

TRIBCNË,~A. *sh.* ~A, ~ AT. 1. Vend i ngritur, zakonisht në krye të një salle, ku rri presidiumi dhe ku flet ai që mban para të tjcrëve një fjalim, një raport etj. *Tribune e lartë. U ngjit (doli) në tribune. Foli nga tribuna.*

2. Vend i ngritur e i zbukuruar para një sheshi, ku nine udhëheqësit dhe të ftuarit gjatë parakalimit në ditët e festave zyrtare ose gjatë manifestimeve sportive, folkloristike etj.; vend i ngritur në roes të
një sheshi, ku japin shfaqje grupet artistike; pjesa qendrore për shikuesit në një stadium, zakonisht e mbuluar. *Tribuna kryesore. Tribune e hapur. Tribuna e stadiumit. Shkallët e tribunes. Hipi në tribune.* 3. *lart.* Organ, gazetë, revistë etj., që zhvillon një vepiimtari të shquar dhe që përfaqëson këtë veprim-tari; shprehëse e mbrojtëse e fuqishme e një çështjeje të madhe, e të drejtave të popullit. *Tribune e gjallë. Tribune luftarake. Tribune e popullit. Tribuna e punë-torëve. Tribuna e letrarëve. Tribune e edukimit revo-lucionar. Është bërë tribune e...*

TRIÇIKËL,~LI *m.sh.* ~LE, ~LET. Motoçi-kletë ose mjet tjetër me tri rrota. *Hipi në triçikël. Mbart me triçikël.*

TRtDHEM. *Pës.* e TREDH.

TRIDHËBOTË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bot.* Lloj zambaku, me gjethe të gjata e si gyp, me lule me gjashtë-shtatë petla të përveshura e në ngjyrë jarga-vani, që varen poshtë.

TRIDHJETË *num. them.* 1. Numri që shënon një sasi të barabartë me tri dhjeta ose njëzet edhe dhjetë. *Tridhjetë vela. Tridhjetë ditë. Tridhjetë vjeç.*

2. *përd. num. rresht.* I tridhjetë. *Dhoma tridhjetë. Në kilometrin tridhjetë. Vitet tridhjetë* dhjetëvjetëshi i katërt i një shekulli.

U shit për tridhjetë aspra *shih tek* ASPËR,~RA.

TRIDHJETË (i,e) *num. rresht.* 1. Që i përgjigjet numrit tridhjetë në një varg të pandërprerë njerëzish a sendesh, në një radnë a renditje, në një klasifikim etj. *Ditën e tridhjetë. Minuta e tridhjetë.*

*2. përd. em. f.* Një nga të tridhjetë pjesët e bara-barta, në të cilat ndahet një e tërë. *Një e tridhjeta. Pesë të tridhjetat.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të numërorit rreshtor.

4. *si em.* TRIDHJETAT (të) . *vet. sh.* Periudhë prej tridhjetë vjetësh si moshë. *mbushi të tridhjetat.*

TRIDHJETËVJEÇAR,~E *mb.* 1. Që ka mbushur tridhjetë vjet, me moshë tridhjetë vjeç. *Grua tridhjetë-vjeçare.*

2. Që përfshin një kohë prej tridhjetë vjetësh, që zgjat tridhjetë vjet, *Periudhë tridhjetëvjeçare.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

TRIGONOMETRI,~A. *mat.* Degë e matematikës, që studion lidhjet ndërmjet brinjëve e këndeve të trekëndëshit, vetitë e funksioneve të këndeve të ngushta në një trekëndësh kënddrejtë dhe lidhjet ndërmjet tyre.

TRIGONOMETRIK,~E mi. Që ka të bëjë me tri-gonometrinë, që i përket trigonometrisë. *Ekuacion trigonometrik. Funksion trigonometrik* secili nga fun-ksionet e këndit të ngushtë në një trekëndësh kënddrejtë; raporti i njërit katet me katetin tjetër ose me hi-potenuzën. *Llogaritje trigonometrike. Rreth trigonometrik. Shkallë trigonometrike.*

TOfKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë barishtore njëvjeçare e helmet, me gjethe të holla, me lule tufa-tufa, të vogla, të kuqe e si hinkë, që mbin nëpër livadhe e që përdoret në mjekësi; bar ethesh.
2. Degë e hollë peme, bisk.
TRlKO,~JA . *sh.* ~, ~T. Veshje e sipërme e trashë, me mëngë ose pa mëngë, që bëhet me thurjedhe që është zakonisht e hapur përpara. *Triko e kuqe (e bardhë, e verdhë). Triko e brendshme (e jashtme). Triko burrash Çfëmijësh, grash). Triko leshi (pantbuku). Shtiza trikoje. Thur triko.*
TRIKOTAZH,~I *m.* 1. Degë e industrisë, që me-rret me prodhimin e copave të thurura me flje leshi, pambuku etj., si edhe me përgatitjen e veshjeve të brendshme e të jashtme me këto copa; ndërmarrje që punon veshje me thurje. *Industria e trikotazhit. Kombinati i trikotazhit. Fabrika e trikotazhit.*
2. *kryes. sh.* ~E, ~ET. Tërësia e copave të thu-riira si triko me fije leshi, pambuku etj.; tërësia e veshjeve që bëhen me këto copa që thuren me fije të tilla. *Trikotazhe të leshta (të pambukta).*
TRIKUL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Sfurk druri me trfe dhëmbë, tredhëmbësh druri për bar, kashtë etj.
TRILION,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Numër i barabartë me një mijë miliardë. *Një trilion molekula. Pesë tri-liqnë (kilometra).*
TRILOGJI,~A . *sh.* ~, ~TË *let.* Tri vepra le-trare a muzikore të një autori, që megjithëse qëndrojnë sepila me vete, kanë lidhje ndërmjet tyre e përbëjnë një tërësi, pasi përshkohen nga një ide e përbashkët dhe trajtojnë një subjekt, që vijon nga njëra vepër tek tjetra.
TRILL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dëshirë që i lind dikujt papritur, mendim i çuditshëm që i hipën befas në kokë; dëshirë për të bërë a për të pasur diçka jo të domosdoshme, kërkesë e rastit që dikush dë-shiron ta plotësojë patjetër; tekë. *Trill i çuditshëm. Fëmijë plot trille. Nuk iaplotëson trillet. la njohin trillet. Hoqi dorë nga trillet.*
*2. fig.* Diçka e papritur, e vecantë, e rastësishme dhe e çuditshme, tekë; diçka e papritur dhe e papël-qy£r, lojë. *Trillet e natyrës.*
3. *kryes. sh.* Fluturim i zogjve me dredha të shumta e të papritura. *Trillet e zogjve. Benin trille.*
*'ic* I kërceu trilli *dikujt* i hipi inati, i kërceu damari, i hipën të vetat.
TRILLAN,~E *mb.* 1. Që ka trille, me teka, teka-nji)z. *Njeri trillan.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
TRILLlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuj)timeve të foljeve TRILLOJ, TRILLOHET.
2. Diçka që nuk është e vërtetë; shpifje e ndër-likuar, që duket si e vërtetë. *Trillim i hollë. Nuk u besoj me trillimeve. U pa se ishte një trillim.*
3. *let.* Krijimi i një ngjarjeje a i një karakteri, që nuk është ashtu në jetën e përditshme, por që jepet si diçka e vërtetë që mund të ndeshet a mund të ngjasë; krijim imagjinar, fantazi. *Trillim artistik (poetik).*
TRILLOHET. *Pës. e* TRILLOJ.
TRILLOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Shpik nga mendja diçka që nuk ka qenë a nuk ka ndodhur në të vërtetë, sajoj me mend gjëra të paqena, nxjerr diçka nga mendja; krijoj diçka me imagjinatë. *Trilloi një, ngjarje. I trilion mendja vazhdimisht.*
2. Nxjerr e përhap lart e poshtë fjalë jo të vërteta për të dëmtuar dike ose për të cenuar nderin a emrin e Eij, shpif; bëj me mend plane dhe intriga kuridër dikujt. *Trillonte lloj-lloj shpifjesh. Armiqtë trillojnë plane kundër vendit tone.*
TRJLLUAR (i,e) *mb. 1.* Që është shpikur nga mendja, që nuk ka qenë a nuk ka ndodhur, që është sajuar me mend; që është krijuar me imagjinatë. *Ngjarje e trilluar. Përrallë e trilluar. Figure e trilluar. Perso-nazh i trilluar.*
2. Që nuk është i vërtetë, që nuk përputhet me rea-Iitetin, i shpifur. *Akuzë (shpifje) e trilluar.*
TRILLUES,~I *m.sft.* ~A, ~AT. Ai që nxjerr e përhap lart e poshtë fjalë jo të vërteta për të dëmtuar dike ose për të cenuar nderin a emrin e dikujt, ai që trilion; shpifës.
TRIM,~I *m.sh.* ~A, ~AT. 1. Ai që është guxim-tar e i patrembur në luftë ose përpara çdo rreziku a vështirësie, që nuk ka frikë e nuk thyhet para as-gjëje; ai që nuk di ç'është frika, që nuk i trembet syri. *Trim i rrallë. Trimat e Partisë. Trimat e nënave. Trimat e motit. Trimat partizanë. Trim me fletë* trim i madh, njeri shumë i zoti që can përpara pa iu trem-bur vështirësive. *Trim mbi trima* trim i madh. *Trimat e dheut* trima të forte. *Trim për vdekje e për tokë* trim që s'ka frikë as nga vdekja. *Trim e bir trimash. Këngë trimash. Udhë trimash* udhë e vështirë dhe e rrezikshme, por e lavdishme. *Luftoi si trimat. Trimat nuk dorëzohen. Trimi i mirë me shokë shumë. fj. u. Trimi i mire në luftë njihet. fj.u.*
*2. bised.* Djalë i rritur; burrë. *Trim i ri. Ku është trimi? Trimat kanë shkuar për gjah.*
3. *vjet.* Burrë i armatosur, që i shkonte pas një beu, një pronari të madh a një njeriu me pushtet, për ta ruajtur; burrë i armatosur që ngarkohej e pa-guhej nga fshati për ta ruajtur. *Trimat e beut. Trimi* i *fshatit.*
TRIM,~E *mb.* Që është guximtar a i patrembur, që nuk ka frikë e nuk thyhet para asgjëje; që nuk di ç'është frika, që s'i trembet syri. *Burrë trim. Grua trime. Partizanët trima.*
TRIMAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përb.* Njeri fri-kacak, që nuk ka guxim, por që hiqet si trim; njeri që shet trimëri.
TRIMËRESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Heroizëm, vepër trimërie.
TRIMËRESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Fem. e* TRIM,~I I. *Trimëresha e vogël. Trimëresha e ma-lësisë. Ra si trimëreshë.*
TRIMËRI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët trim, vetia e atij që është trim. *Tregoi trimëri tëlartë. Luftoi me trimëri. S'i kagjumë (s'i fle) trimëria* është trim i madh.
2. Vepër a punë e guximshme, veprim heroik e burrëror. *Trimëri legjendare. Këngë trimërish. Për-shkruan trimëritë.*
TRIMËRISHT *ndajf.* Me trimëri, si trimat; he-roikisht. *Luftoi (qëndroi) trimërisht. Sulmoi trimërisht. I bëri ballë trimërisht. Ra (vdiq) trimërisht.*
TRIMËRISHTE *mb.* Që është për trimat dhe për trimëritë e tyre, që u kushtohet trimave e trimërive; që këndohet a kërcehet nga burrat. *Këngë trimërishte. Valle trimërishte.*
TRIMËROHEM *vetv.* 1. Marr zemër e guxim, bëhem me trim dhe mbushem me besim, me del frika e nxi-tem për diçka. f *trimërua menjëherë.*
*2.* E heq veten me trim a më të forte se ç'jam, shes trimëri, mburrem, mbahem më të madh; i kërcënohemdilcujt për t'i futur frikën. *Kërkonte të na trimërohej.*

TRIMËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I jap zemër a guxim dikujt, e bëj me trim dhe e mbush me besim, ia nxjerr frikën dhe e nxit për diçka. *E trimëroi djalin. Trimëronte veten, Fjala e Partisë na trimëron.*
2. E rrit dike, duke e edukuar që të jetë trim, i fut ndjenjën e guximit e të trimërisë, e bëj guximtar; e kalit. *E rriti dhe e trimëroi.*
3, *jokal.* Bëhem trim; bëj trimëri. *Djali u rrit, luftoi dhe trimëroi. Ishte trim që trimëronte.*
TRIMËRUES,~E *mb. libr.* Që të jep zemër e guxim, që të nxit e të mbush me besim; zemërdhënës, guximdhënës. *Qëndrim trimërues. Fjalë trimëruese.*
TRIMOSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përk.* 1. Djalë i ri; djalë guximtar dhe i gjallë. *Trimosh i madh. Ku je, more trimosh?*
2. *përd. mb.* Që është i guximshëm e i forte, trim. *Djalë (ushtar) trimosh. Qen (kale) trimosh.*
TRIMSHOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Trimosh.
TRIMTH~I *m. etnogr., përk.* Emër, më të cilin e quante gruaja burrin e saj të vdekur, kur e vajtonte.
TRINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Thurimë me pur-teka ose me kashtë, që shërben për të nderë gjëra të ndryshme mbi të; thurje e rrallë me thupra të holla, mbi të cilën rrihen me shkop kallinjtë e misrit, për t'i shkoqur. *Trine druri (kashte). Trine për të tharë fiqtë (drithin). I thajnë kumbullat në trine. E rrahin misrin në trine.*
2. Derë e vogël e thurur me thupra a me degë, që shërben për të mbyllur vathën ose ndonjë shteg tjetër kalimi; thurje me thupra për të rrethuar diçka. *Trina e kopshtit (e gardhit, e vathës). I rrethuan pemët me trina.*
3. *shih* LESË,~A i i. *E shkrifërojnë (e rrafshojnë) token me trine.*
4. Argsh. *E kaloi lumin me trine.*
5. Pjesa e sipërme e dorës, shpina e dorës; kurrizi i këmbës. *Trina e këmbës. Fshiu bttzët me trinën e dorës.*
• U be trine *keq.* u deh keq, u be tape. TRINGEC,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Trishtil.
TRINGËLL,IJ *jokal.,* ~VA, ~RË. 1. *vet. veto III.* Lëshon një tingull të hollë si ai i ziles, i eneve të por-celanit, i xhamave etj. *Tringëllin zilja. Tringëllinin zinxhirët. Tringëllinin shpatat. Tringëllijnë xhamat. Me tringëllin veshi.*
2. edhe *kal.* Trokas; çokas. *Tringëlliu në portë. Tringëllinë gotat.*
TRINGËLLlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tin-gull i hollë e i kumbueshëm që lëshon zilja kur i biem, enët e porcelanit kur i godasim etj. *Tringëllima e armëve. Tringëllima e çelësave (e lugëve). Tringëllimë zilesh.*
2. Trokitje. *U dëgjuan ca tringëllima në portë.*
TRINGËLLOJ *jokal.* dhe *kal.,* ~OVA, ~UAR. Tingëllon. *Tringëlloi në derë. Tringëllonin paratë.*
TRINI,~A. 1. *fet.* Sipas dogmave fetare: fuqia e mbinatyrshme, që gjoja përfaqësohet nga tri qenie hyjnore (Ati, Biri dhe Shpirti i Shenjtë), të shkrira në një të vetme në mënyrë të përjetshme; festë fetare kushtuar kësaj fuqie (në vendet ku vepron feja e krish-terë). *Trinia e shenjtë.*
2. Grup prej tri parimeah ose prej tri objektesh të lidhura ngushtë ndërmjet tyre.
TRINIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timevc të foljeve TRINOJ, TR1NOHET. *Trinimi* i *pare. Bëj trinimin.*
TRINOHET. *Pës. e* TRINOJ.
TRINOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. I shkoj trinën një toke të punuar, lesoj. *Trinoj token.*
TRINOM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *mat.* Shprehje algjebrike që përbëhet prej tri gjymtyrësh të bash-kuara me shenjën plus ose minus. *Trinomi i grades së dytë. Formula e trinomit. Shumëzimi i trinomeve. Zbërthimi i trinomit.*
2. *fig. libr.* Tri dukuri ose tri nocione, që kanë lidhje të ngushtë ndërmjet tyre. *Trinomi revolucionar mësim, punë prodhuese, përgatitje fizike-ushtarake.*
TRINJAK,~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. Tre të
lindurit njëkohësisht nga e njëjta mëmë. *Lindi tri-njakë.*
TRINJAK,~E *mb.* Që ka lindur njëkohësisht me dy të tjerë nga e njëjta mëmë. *Motra trinjake. Vëllezër trinjakë. Qengja trinjake.*
TRIO,~JA . *sh.* ~, ~T *muz.* Pjesë muzikore për tre instrumente ose për tre zëra, secili me vijë melodike me vete; grup prej tre muzikantësh ose këngëtarësh. *Trio për piano, violinë dhe violonçel. Këndon trioja.*
TRlSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fletë e vogël, e ndaxë në lata, ku shënohet sasia e ushqimeve, e druve, e qymyrit, e artikujve të veshmbathjes etj., që mund të marrë njeriu a familja (në sistemin e shpërndarjes me normë të caktuar). *Triska e bukës (e ushqimeve). vjet. Triska e druve. Triskë vajguri. Merrnin (bukë, veshmbathje) me triska. S'ka me triska. U hoqën triskat.*
2. *vjet.* Dokument për anëtarësinë në një organizatë ose për lidhjen me një detyrë; teserë. *Triska e Front it. Triskë partie. Triskë studenti.*
TRISKËTIM,~I *m.* Sistem i shpërndarjes së disa mall rave në sasi të caktuara për çdo njeri a familje, duke i pasjisur blerësit me triska. *Sistemi i triskëtimit. Heqja e triskëtimit.*
TRISKUIX,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Filiz i ri, që del në pranverë nga rrënjët e bimëve ose në trun-gun e drurëve, bisk, lastar. *Triskull i hollë. Triskulli i fikut.*
*2.* Diçka e imët, e hollë dhe me majë. *Triskull sapuni. U harxhua sapuni, mbeti vetëm një triskull.*
TRISHTIL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog pylli, zakonisht në ngjyrë të gjelbër, me sqep të shkurtër, me lëvizje të gjalla, që këndon bukur dhe që është mjaft i dobishëm, sepse shfaros kandrrat e dëmshme, si edhe vezët e larvat e tyre. *Trishtili i murrmë. Tufë trishtilash. Cicërima e trishtilit. Çerdhe trishtili.*
TRISHTIM,~I m. Gjendje shpirtërore e rëndë, por pa shpërthime; vuajtje e gjatë shpirtërore, brengë e thellë nga vuajtjetanga malli për dike; hidhërim a pikëllim nga një shkak i panjohur, mërzi. *Trishtim i thellë. Hie trishtimi. Ndjente trishtim. la largoi trish-timin. Buzëqeshi me trishtim.*
TRISHTOHEM vefv. Bie në trishtim, ndiej trishtim. *U trishtua kur e morj vesh.*TRISHTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I ngjall dikujt trishtim, bëj që dikush të bjerë në trishtim. *E trishtoi vdakja e vëllait. E trishtoi në shpirt. E trishtoi pa masë.*
TRISHTUAR (i,e) *mb.* Që ka rënë në trishtim, që është trishtuar; që shpreh trishtim. *Njeri i trishtuar. Zemër e trishtuar. Zë i trishtuar. Është (rri) i trishtuar.*
TRISHTUESHËM (i) ~ME (e) *mb.* Qe të trish-ton, që të sjell trishtim, që të ngjall trishtim. *Pamj'e e trishtueshme. Ngjarje e trishtueshme.*
TRISHULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *bot.* Shkurre pyjesh shumë e lartë, me lëvore të lëmuar, me gjethe të përbëra prej pesë ose shtatë fletëzash të përkundërta, në trajtë

vezake e të dhëmbëzuara, me lule të bardha pak si në të kuqe të grumbulluara në vile, që bën kokrra të vogla si qiqra; shtog i egër. *Gjethe (lule) trishulli.*

TRITOL,~I *m. kim.* Lëndë plasëse, në trajtë kris-talesh, në ngjyrë të verdhë, me fuqi shpërthyese shumë më të madhe sesa dinamiti, që përdoret për të mbushur predha, mina etj.

TRIUMF,~I *m.* 1. Fitore e madhe dhe e plotë, që arrihet në një luftë a në një betejë të lavdishme kundër armikut; fitore e plotë e me lavdi e diçkaje në luftë me një tjetër; ngadhënjim. *Triumfi i revo — lucionit popullor. Triumfi i marksizëm-leninizmit. Triumfi i \së vërtetës. Triumfi mbi armikun.*

12. Gëzimi i Stores; pritja madhështore që u bëhet fituesve nga ana e popullit. *Thirrje triumfi. U kthyen (u pritën) me triumf.*

TRIUMFAL,~E *mb. libr.* Triumfues, ngadhë-njimtar. *Marshimi ynë triumfal. Ndërtimi triumfal i sdcializmit. Pamje (buzëqeshje) triumf ale. Muzikë (këngë) triumfale.*

TRIUMFAL,ISHT *ndajf. libr.* 1. Me fitore të plotë, me triumf. *Hyri triumfaiisht. V kthyen triumfalisht.*

2. Në mënyrë triumfuese, si për një triumf. *Marshon (e'cën, parakalon) triumf alisht. U prit triumfalisht. Thirri triumfalisht.*

TRIUMFOJ *joked.,* ~OVA, ~UAR. Thyej çdo qëndresë dhe dal fitimtar mbi dike a diçka; arrij një fitore të plotë, fitoj me lavdi, ngadhënjej. *Triumfuam mbi armikun.*

TRIUMFUES,~E *mb. 1.* Që ka arritur fitore të plotë; që shkon nga fitorja në fitore, që del gjithmone fitimtar, që triumfon, i pathyeshëm; ngadhënjimtar, fitimtar. *Ideologji triumfuese. Revolucion triumfues. Marshim triumfues. Luftë triumfuese.*

*2.* Që shpreh gëzim e krenari për fitoren, ngadhë-njyes. *Me pamje triumfuese. Me zë triumfues.*

ITRIUMVIRAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Grup prej tre vetash në Romën e lashtë, që drejtonin së bashku shtetin; koha sa zgjaste pushteti i tyre. *Trium-virati i parë (i dytë).*

*2. libr.* Grup prej tre vetash që drejtojnë shtetin ose kryejnë një veprimtari të përbashkët.

TRIVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gjurmë kafshësh, dire. *la gjeti trivën. I shkoi pas trivës. Ku të çon kjo triyë?*

• I ka humbur triva *diçkaje* nuk i gjendet as nami as nishani, ka humbur fare. S'është në trivë *dikush* s'është në të, s'është në rregull.

TRIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grup i përbëra nga tri qenie, tri njësi etj. *Trizë zanoresh.*

*2.* Lodër që luhet nga një grup fëmijësh, duke kërcyer secili tri here me një këmbë.

TROCKIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ndjek e përkrah trockizmin, ithtar i trockizmit.

2. *përd. mb.* Që ndjek a përkrah trockizmin, që është ithtar i trockizmit; që i përket trockizmit, që ka lidhje me trockizmin. *Bande trockiste. Grup trockist. Pikëpamje trockiste. Metodë trockiste. Fry me trockiste.*

TROCKIZËM,~MI *m.* Rrymë politike oportu-niste, reaksionare e kundërrevolucionare në Iëvizjen punëtore, që shpesh maskohet me një frazeologji të majtë por që në të vërtetë është armike e tërbuar e marksizëm-leninizmit dhe agjenturë e rrezikshme e imperializmit. *Lufta kundër trockizmit.*

TROÇ *ndajf. bised.* Drejtpërdrejt dhe pa frikë, hapur, në sy; shkoqur, sheshit, pa zbukurime, cope, prerazi. *foli troç. la tha troç. I shtroi çështjet troç.*

TROFE,~U *m.sh.* ~, ~TË. 1. Armë, flamurë e sende të tjera, që i kapen armikut në luftë e sipër dhe që mbahen si shenjë fitoreje. *Trofetë e luftës. Trofe lavdie. I morën si trofe. Zunë trofe.*

2. *fig. libr.* Send që dëshmon për një fitore ose për një sukses të rëndësishëm; kupë, medalje etj. që fiton sportisti a një skuadër në një ndeshje sporti. *U kthye nga pylli me trofe* u kthye nga pylli me gjah të vrarë.

TROFTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Peshk gra-bitqar i ujërave të ëmbla, me trup të gjatë e me dy fletë në shpinë, me gojë të madhe e me nofulla të forta. që e ka mishin zakonisht pak si të kuqërremtë dhe shumë të shijshëm; koran. *Trofta pikaloshe. Troftë liqeni (lumi). Trofta e malit. Gjuetia e troftave.*

Hedh skortin të zërë troftën *shih te* SKORT,~I. Trofta e qenit fulterëz.

TROGLODIT,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Banor i lashtë i Afrikës, i Azisë etj., që jetonte nëpër shpella; njeriu primitiv i kohës së gurit.

2. *fig. libr.* Njeri që jeton në banesë të nëndheshme.

TROHA'L,LË,~A.JA. ~A, ~AT. Dhe i thërrmuar; tokë në buzë të lumit, të detit etj., e gërryer nga uji. *Uji e bëri dheun trohallë.*

TROHAS *kal,* ~ITA, ~ITUR. Thërrmoj. TROHASET *vetv.* Thërrmohet.

TROJKË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj karroce pa rrota, me fund të lëmuar, që rrëshqet mbi dëborc dhe që tërhiqet nga tre kuaj; sajë me tre kuaj.

2. *fig. libr., keg.* Grup njerëzish prej tre vetash, që janë në krye të një vendi dhe drejtojnë pa për-filluar mendimin e masave punonjëse e në kundërshtim me interesat e këtyre masave, treshe.

TROK,~U m. 1. Lloj ecjeje e rregullt e kalit, më e shpejtë se ecja me hap të zakonshëm dhe më e nga-daltë se ecja më të katra; zhurma e rregullt që bëjnë thundrat e katit gjatë kësaj ecjeje. *Troku i kuajve. Nisi trokun. Ecën me trok.*

2. Ecje e shpejtë (edhe *fig.*). *Trok i nxituar. Rendi me trok.*

*3.* Zhurma e hapave të dikujt. *Trok i lehtë (i rëndë). Troku i këpucëve.*TROKALE,~JA . *ah.* ~E, ~ET. Troke. *Bien trokalet.*

TROKAS *jokal.,* ~ITA, ~ITUR. 1. I bic derës, dritares etj., zakonisht me gisht, për të lajmëruar se dua të hyj brenda ose që dikush duhet të ma hapë. *Trokiti në derë (në dritare). Trokas me dorë (me gisht). Trokas fort (lehtë, ngadalë), Hyri pa trokitur.*

2. *kal.* Përpjek lehtë gishtin, dorën a diçka tjetër pas një sendi të forte; përplas; godas. *Trokiste gishtat në tryezë. Trokasim got at. Trokitën duart.*

3. *vet. veta III.* Nxjerr një tingull a një zë të prerë kur goditet; lëshon një zë a një zhurmë, tingëllon. *Troket porta. Trokasin lugët (enët). Trokiste makirut e shkrimit.*

4. *vet. veta 111.* Rreh. *Me troket zemra fort. Me trokasin tëmthat.*

5. *vet. veta 111 fig.* Vjen me afër në kohë, është te pragu, mbetet pak kohë përpara fillimit ose për-fundimit të diçkaje, afron; arrin. *Dimri erdhi, po troket. Fitorja po na trokiste. Viti i ri shkollor trokiti. Pranvera ende s'ka trokitur sivjet.*

6. *vet. veta HI fig.* Tingëllon. *Me trokasin në kokë disa vargje të Çajupit. Me troket në vesh.*

7. *kal. fig.* la them cope, ia përplas. *la trokiti të gjitha.*

• I trokas në derë *dikujt shih te* DERË,~A. Troket në derë *diçka* është fare afër, thuajse ka ardhur. Troket në derë (në portë) të hapur *shih te* HAPUR (i,e). Troket në derën (në portën) e shurdhit *shih te* SHURDH,~I. Po troket në derën tënde *iron, shih te* DERË,~A.

TROKASHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël druri në mullinjtë e ujit a në mokra, që fërkohet pas gurit të blojës, tund lugun dhe rrëzon ca nga ca kokrrat e dnthit nga lugu në gurët; çakalle. *Trokashka e mu-Ilirit. Zhurma e trokashkave.*

TROKE,~U *m. sh.* ~, ~TË *let.* Masë vargu a këmbë në poezinë klasike, e formuar nga dy rrokje, prej të cilave e para është e gjatë dhe e dyta e shkurtër.

TROKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Zile bagëtish, e vogël e shpatuke; këmborë e vogël. *Trokja e deles (e cjapit). I var troken. Dëgjohen troket.*

• Është bërë për troke *dikush mospërf.* 'është bërë si kafshë, është bërë për t'i varur një këmborë. Njëri i bie trokes, tjetri i bie këmborës nuk shkojnë mirë njëri me tjetrin; nuk kanë një mendje, tjetër thotë njëri e ndryshe fiet tjetri.

TROKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Truall, dhe; shesh i vogël e i zhveshur, zakonisht me dhe të ngje-shur. *U ul në trokë. Fshiu trokën.*

2. *përd. mb.* Shumë i thatë, i terur, fare pa lagështirë. *V be kopshti trokë. Rrobat u thanë, u bënë trokë.*

3. *përd. mb. fig.* I zhveshur, fare i zbrazët, pa asnjë gjë brenda (pa ushqime, pa orendi etj.). *E kishte shtë-pinë trokë.*

*4. përd. mb.* I fëlliqui keq me pluhur a me baltë. *Shkundi, se je bërë trokë! Ishin bërë fëmijët trokë.*

5. *përd. mb.* I grisur, zhele-zhele, copë-copë. *Cope e trokë. Trokë se trokë ishim.*

• Ishte (bërë) trokë a) ishte i varfër, s'kishte as-gjë; ishte pa asnjë dysh në xhep; b) *keq.* ishte dehur keq, ishte bërë tape. Është trokë nga mendja *keq.*

nuk i hyn gjë në kokë, nuk merr vesh, është i trashë, s'ka gjë në kokë, e ka kokën fare bosh.

TROKËIXlJ *jokal,* ~VA, ~RË. 1. *edhe kal.* Trokas. *Trokëlliu në derë (në dritare). Trokëllinë gotat.*

*2. vet. Veta III.* Tingëllon; troket. *Trokëllin një zile. Diçka trokëllin.*

TROKËLLlMË,~A . 1. Zhurmë a krismë e shkurtër dhe e rregullt, që dëgjohet sidomos kur godasim diçka, kur kërcet një send ose kur përplaset me diçka tjetër. *Trokëllima e derës. Trokëllima* e *zileie. Trokëllima e gotaVe. Trokëllima e rrotave. V dëgjua një trokëllimë në dritare.*

2, Zhurma e rregullt e karalcteristike e kalit në të ecur; zhurma e hapave në dysheme, në rrugë etj.; trok. *Trokëllima e potkonjve. Trokëllima e kuajve. Trokëllima e këpucëve (e takave). Trokëllimë hapash.*

TROKËLLIT (TROKËLLIS) *jokal.,* ~A, ~UR. 1. edhe *kal.* Trokas. *Trokëlliti në derë (në dritare). Trokëlliti lehtë.*

2. *vet. veta III.* Tingëllon; troket. *Trokëllitën pot-konjtë.*

TROKlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes TROKAS.

2. Tingulli a zhurma që del kur trokasim, trokëllimë. *Trokitje e lehtë (e forte). Trokitje e duarve.*

TROKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj me baltë a me pluhur, e fëlliq keq, e bëj trokë; ndyj. *E trokoi pallton.*

*2.* E gris keq, e bëj zhele-zhele, e bej copë-copë. *ka trokuar rrobat.*

3. E rrënoj, e shkatërroj, e prish; marr çdo gjë që ka dhe e lë të zhveshur e fare pa gjë; e shfaros krejt, bëj kërdinë; e bëj trokë. *E trokoi shtëpinë. Ballistët e trokuan fshatin.*

TROKON *jokal.,* ~OI, ~CAR. Ecën me trok. *Trokonin kuajt. Trokonte nëpër rrugë.*

TROKTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Trofc. *Kali u lë-shua në trokth. U dëgjua trokthi i një kali.*

TROKTHI *ndajf.* 1. Duke ecur me trok (për kuajt).

*Ecte (shkonte, vraponte) trokthi. U afrua trokthi.*

*2. bised.* Shpejt, me vrap. *Vrapoi (rendi) trokthi.*

TROKULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël e thjeshtë për të shtrydhur ullinjtë dhe për të nxjerrë vajin; mulli vaji. më parë *ullinjtë i shtrydhnin me trokull.*

TROLEJBUS,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Autobus me shumë vende; që punon me rrymë elektrike e që është një nga mjetet kryesore për transportimin e udhë-tarëve në qytetet e mëdha. *Stacioni i trolejbusit. Telat e trolejbusit. Udhëtojnë me trolejbus.*

TROMAKS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Tmenoj; tremb. TROMAKSEM *vetv. bised.* Tmerrohem; trembem.

TRONDlT *kal.,* ~A, ~UR. 1. E tund dhe e lë-kund me force e zakonisht disa here sa nga një anë në anën tjetër, sa para prapa ose sa lart poshtë; e tund me force që nga themelet. *Treni (makina) e tronditi shumë gjatë rrugës. Tërmeti i tronditi shtëpitë. Një zhurmë e forte i tronditi xhamat. Me tronditi kokën (zorrët).*

*2. fig.* E bëj dike të vuajë shumë shpirtërisht, dukei shkaktuar një të kcqe të madhe, duke i dhënë një Iajm Çë keq e të papritur, duke i thënë fjalë të hidhura etj.; i shkaktoj dikujt një dhembje të madhe shpirtërore; e prek, e turbulloj, e shqetësoj shumë. *E tronditi hënën (familjen). Vdekja e të birit e tronditi shumë.* 3. *fig.* Lëkund; prish, shkatërroj, i jap të tatëpje-tën. *Fitorja e revolucionit e tronditi nga themelet botën e vjetër.*

TRONDlTEM *vetv.* 1. Tundem e lëkundem fort e zakonisht disa here sa nga njëra anë në anën tjetër, sa para prapa ose sa lart poshtë, tundem me force. *Tronditej në qerre.*

2. *fig.* Vuaj shumë shpirtërisht nga një e keqe e madhe, nga një Iajm i keq e i papritur, nga fjalët e hidhura që me thotë dikush etj., me pushton një dhembje e madhe shpirtërore; prekem thellë, turbu-llohem, shqetësohem shumë. *është tronditur zemra (shpirti). Mos u trondit!*

3. *vet. veta III fig.* Lëkundet; prishet, shkatërro-het, merr të tatëpjetën. *U tronditën marrëdhëniet bashkëshortore. Iu trondit mjaft shëndeti.*

*4. Pës. e* TRONDIT.

TRONDITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TRONDIT, TRONDlTEM. *Tronditja e tokës. Tronditja e botës kapitaliste.*

2. Lëkundje e forte, që zakonisht përsëritet disa hprë sa nga një anë në anën tjetër, sa para prapa ose sa lart poshtë; tundje që nga themelet. *Tronditjet e\kamionit. Jep shumë tronditje.*

3. *fig.* Vuajtje e rëndë shpirtërore që vjen nga një fatkeqësi, nga një Iajm i keq e pa pritur, nga fjalët ei hidhura që thotë dikush etj.; dhembje e madhe shpirtërore; hidhërim i thellë, turbullirë, shqetësim i madh. *Trondit je e rëndë (e madhe). Tronditje nervore.*

*Pësoi një tronditje. I dridhej zëri nga tronditja. Nuk po e merrte veten nga tronditja.*
4. *mjek.* Gjendje e rëndë shëndetësore, që ndodh për shkak të ndonjë goditjeje në kokë; turbullim. *Tronditja e trurit.*
5. *fig.* Lëkundje, paqëndrueshmëri; ndryshim rrë-njësor i diçkaje, shkatërrim, përmbysje. *Tronditje ekonomike (politike). Periudhë tronditjesh.*
TRONDITUR (i,e) *mb.* 1. Që ka lëvizur nga vendi, është çarë a është dëmtuar nga tërmeti. *Shkëmb i tronditur. Urë e tronditur.*
I2. *fig.* Që ndodhet në një gjendje të rëndë shpirtërore për shkak të një fatkeqësie, të një lajmi të keq e të papritur a të diçkaje tjetër të hidhur; shumë i hidhëruar, i turbulluar në shpirt, shumë i shqetësuar. *Me zë të tronditur. Foli (pyeti) i tronditur. Ishte i tronditur. Shikonte i tronditur. U ngrit i tronditur.*
3. *fig.* I lëkundur, i dëmtuar rëndë; i prishur. *Ma-rrëdhënie të tronditura.*
TROP,~I i *m. sh.* ~E, ~ET *let.* Fjalë a shprehje që përdoret me kuptim të figurshëm për t'i dhënë li-gjërimit fuqi shprehëse më të madhe. *Metafora është një lloj tropi.*
TROP,~I n *m. sh.* ~E, ~ET. Bërsi rrushi; rru-shi i shtypur që lihet për t'u bërë verë.
TROPAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gur i madh a cope shkëmbi, që nuk mund ta lëvizësh nga vendi. *E \kishte zënë rrugën një tropal. Hipi mbi një tropal.*
TROPAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fet.* Këngë kishtare
e veçantë, që këndohet në ditën e një shenjti (në ven-det ku vepron kisha ortodokse). *Këndonte troparin.*
TROPIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjeogr.* Secili nga të dy brezat e vegjël të rruzullit tokësor, që janë pa-ralelë me ekuatorin dhe që ndodhen në një largësi prej 23° 27' në veri e në jug të tij; zona e rruzullit tokësor që shtrihet ndërmjet këtyre dy brezave. *Tro-piku i Gaforres (i Veriut). Tropiku i Sqapit (i Jugut). Zona e tropikut. Dielli i tropikut,*
TROPIKAL,~E *mb. 1.* Që përfshihet në tropi k, që gjendet a që shtrihet në tropik; që rritet në tropi k. *Fushë (shkretëtirë) tropikale. Vende tropikale. Zone tropikale. Pyll tropikal. Bimë (kafshë) tropikale.*
*2.* Që i përket tropikut; që është i përhapur në tropik, që është karakteristik për tropikun. *Diell tropikal. Ethe tropikale. Klimë (vapë) tropikale. Nate tropikale. Shira tropikale.*
TROTIL,~I *m. kim.* Tritol.
TROTUAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pjesë e ngritur përgjatë dy anëve të një rruge, e shtruar me pllaka, me gurë etj., në të cilën shkojnë këmbësorët; këmbë-sore. *Trotuar i gjerë. Ecin në trotuar. Zbriti nga tro-tuari. Buzë trotuarit.*
TRU,~RI *m. sh.* ~, ~TË. 1. *anat.* Pjesa qendrore e sistemit nervor të njerëzve e të kafshëve, që për-bëhet nga një lëridë e butë, me ngjyrë të bardheme, e cila mbush kafkën dhe është e mbështjellë me tri cipa; lënda e përhime e kësaj pjese të sistemit nervor si qendër e shqisave, e veprimtarisë mendore, e ndijimeve dhe e lëvizjeve të vullnetshme; organi i të menduarit te njeriu. *Truri i madh. Truri i vogël. Truri i përparmë. Truri i mesëm. Truri i pasmë. Cipa e trurit. Korja (lëvorja) e trurit. Tronditje në tru.*
*2. fig.* Pjesa kryesore e sistemit nervor të njeriut si qendër e të menduarit; aftësia mendore për të gjy-kuar, për të arsyetuar a për të kuptuar realitetin që na rrethon; gjendja mendore e njeriut; mendja (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Njeri me tru* njeri me aftësi mendore të mëdha. *Me tru e me zemër* me mendje e me zemër. *punon truri. Me shastisi (me çau, me plasi, me thartoi) trutë* me mërziti aq shumë sa nuk e duroj dot me. *mbiu (i ra) në tru* iu ngul në mendje. *shkrepi (i erdhi) në tru një mendim. Çlodh trutë* çlodhem pas një lodhjeje mendore, pu-shoj mendërisht. *Iu ngulit në tru. la futi në tru. Po vriste trutë. Çalon nga trutë. E kanë lënë trutë. S'i pret truri. I pjell truri. Me iku nga trutë. I lëshon truri* harron shumë. *Shtrydh trutë* shtrydh mendjen. *Mbledh trutë* mbledh mendjen, yij në vete. *Të than trurin* të mpin mendimin. *Me ziejnë (me vlojnë) trutë* me zien mendja. *kanë zënë trutë ndryshk* s'mban dot mend; s'i hyn në kokë. *I janë bërë trutë çorbë* i është bërë mendja çorbë. *ka trutë në fund të këmbëve* është budalla, është pa tru; është shumë mendjelehtë.
3. *gjell.* Gjellë e përgatitur me lëndën që mbush kafkën e disa kafshëve. *Tru të ziera (të fërguara). Tru viçi (lope, qengji).*
*4. fig.* Organ qendror që udhëheq a që drejton veprimtarinë e një vendi, të një organizate, të një klase etj.; njeri me aftësi të madhe mendore; kreu. *Truri i Partisë. Truri i klasës punëtore.*
•*k V* be tru *diçk a* zjeu shumë, u be si pelte. I ra në tru a) u trullos, e zuri rakia, vera etj., i ra në kokë; b) e magjepsi, ia mori mendjen dikush a diçka e bukur. I dalshin trutë! *mallk.* u çmendtë, i plastëkoka! I dotën (i plasën) trutë a) u lodh shumë nga një punë e rëndë mendore; ka studiuat jashtë mase; b) plasi duke i folur dikujt, duke e këshilluar etj. la derdhi trutë *dikujt thjeshtligj. shih te* DERDH. Iu derdhën trutë *dikujt thjeshtligj. shih te* DER-DHEM. Të fluturojnë trutë (të fluturoa koka) *shih te* FLUTUROJ. I grinden trutë *dikujt shih te* GRIN-DEM. I hapi trutë (kokën) *dikujt shih te* HAP. M'u hapën trutë me dhemb koka shumë, karn dhembje të niadhe koke. I heknrosi trutë *thjeshtligj.* e shtypi, e bëri petë. 1 hipi (i kërceu) në tru (uë kokë) *diçka (për të bërë diçka) shih te* HIPI. Nuk i hyn në tru nuk e kupton dot, nuk e merr vesh. Ska tru s'është i zgjuar. Iu kalbën trutë *shih te* KALBEM. I këndoi në tru *tall,* u çmend. Të kripsha trutë (mend-jen)! *shih te* KRIP. Mbësbtilli (mblidhi) trutë (mendtë)! *shih te* MEND,~TË. I mbushi trutë (e mbushi kokën), *shih te* MBUSH. I janë mykur trutë ka mbetur prapa botës në mendime. I ndezi trutë *dikujt shih te* NDEZ. la nxori (ia qiti) trutë (mendtë) *dikujt shih te* MEND, ~TË. la përsheshën trutë *dikujt mospërf.* ia derdhën trutë, e vranë duke i çarë kokën. Ka rrjedhur nga trutë (nga mendtë, nga mendja) *shih te* RRJEDH 13. I shkanë (i kanë shkarë) trutë *d i k uj t shih te* SHKAS. I shkrëndur nga trutë *shih te* SHKRËNDUR (i,e). I Jane tharë (i janë rrudhar) trutë *dikujt përb. shih te* THAHEM. I janë thartuar (i janë uthulluar) trutë nuk është në gjendje të rr"idojë e të gjykojë qartë. Ia thau trutë *dikujt shih te* THAJ. Ia zbrazi trutë *thjeshtligj. shih te* ZBRAZ. Iu bënë trutë ciknë *shih te* CIKNË,~A. I kanë rënë trutë në qafë *mospërf.* nuk është në gjendje të mendojë e të arsyetojë qartë; është shushatur. I kanë hedhar (i kanë shtënë) trutë e gomarit *shih te* GOMAR,~I. I ka hime trutë (mendtë) *shih te* HIME,~T. I hipi (i kërceu) gjaku në tru (në kokë) *shih te* GJAK,~U 1. Ia hodhi trutë në crë *keq. shih tek* ERË,~A. I ikën trutë (e kokës) a) u shqetësua shumë nga një e keqe e madhe, u be si i çmendur; b) e hurabi arsyen, e lane

mendtë. I kërcyen trutë në kokë *keq. shih te* KOKË,~A. I ka lëpirë lopa trutë (mendtë) *dikujt tall, shih te* LË-PIJ. Ia ka shkundur era trutë *shih te* SHKUND. Vuan nga trutë e kokës është vetë fajtor, vuan për mendtë e veta. Lima e butë të ha trutë ;. *u. shih te* LIMË, ~A. Është për t'ia gërryer trutë me kazmë *dikus h* s'ka fare tru në kokë, është shumë i trashë nga mendja. Truri eiektronik *tek.* aparat elektronik që kryen veprime të ndërlikuara, sipas një programi të caktuar. Vetia plastike e trurit *psikol. Mh te* PLASTIK,~E.

TRUAJ *kal,* TROVA, TRUAR. 1. E shaj me ze-mërim a e mallkoj rëndë dike, duke përmendur fjalën "dreq". *Mos e truaj djalin! Zë e truan. Nëm e truan. Mos truaj!*

2. Ia kushtoj diçka dikujt. *ka truar një vepër.*

TRUALL,~I *m. sh.* TROJE, TROJET. 1. Cope toke, zakonisht e sheshtë, e caktuar për të ngritur një shtëpi a një ndërtesë tjetër, vend për ndërtim; pjesë toke që shënohet a që caktohet për rrugë, për sheshe sportive etj.; vendi që zë një ndërtesë me pjesët dhe me sheshet e saj. *Truall i vjetër. Trualli* 1 *shtëpisë (i shkollës, i fabrikës). Trualli i stadiumit. Trualli i rrugës. Trualli i lagjes. Bleu (shiti) një truall. Caktoi truallin. Pastroi (sheshoi) truallin. Ishte brenda truallit.*

2. Tokë e rrahur ose e ngjeshur, që është si dysheme në shtëpitë përdhese. *Truall i Iyer me baltë. Trualli*

1 *përdheses. Fshiu truallin. Shtroi rrogozin në truall. Flinte në truall.*

3. Cope toke e punuar ose që mund të jape diçka; are. *Troje të begatshme. Troje të papunuara. Truall kodrinor.*

4. Tokë, dhe, shesh; vendi ku rrimë. *Mizë trualli* mizë dheu. *E përplasi në truall. U shpërndanë nëpër truall. U ul në truall.*

5. Vend, tokë; krahinë, vis; atdhe. *Trualli amëtar. Trualli shqiptar (kombëtar). Troje të banuara. Trojet tona. Trojet e Atdheut. Në trojet e të parëve tanë. Shkoi truall me truall.*

6. Fusha e një pëlhure me një ngjyre, mbi të cilën pikturohet a qëndiset diçka; pjesa fundore e një pëlhure me lule a me figura të tjera, që është bërë me një ngjyrë kryesore. *Trualli i kaltër me lule të bardha. Qëndisi një yll mbi truallin e kuq.*

7. *fig.* Vend ose fushë veprimi; tërësia e diçkaje, baza e tërësia e rrethanave, mbi të cilat mbështetet ose zhvillohet diçka. *Truall i përshtatshëm (i papër-shtatshëm). Trualli gjuhësor. Gjeti truall. Krijuan truallin e nevojshëm. Mbi këtë truall u bënë studintet. S'ka truall që të lindë kjo e keqe.*

• Fiton truall (tokë, vend) *shih te* FITOJ. Puth truallio *dikush shih te* PUTH. I ra mishi për truall *shih te* MISH,~I. I digjet (i zien) trualli (toka) nën këmbë *shih te* DIGJEM. I rrëshqet (i shket, i luan, i lëviz, i dridhet) trualli (toka) nën këmbë *shih te* DRIDHEM. Puna e truallit *euf. shih te* PUNË,~A.

TRUAR (i,e) *mb.* I mallkuar.

TRUDALË *mb. keq.* 1. Që është pa mend në kokë, budalla; *si mallk.* që i dalshin trutë!

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

TRUHEM *vetv.* 1. I lutem shumë e i përgjërohem dikujt, ia lë veten a punën time me përgjërim. *U truhej shokëve. I truhej babait.*

*2.* Jepem me mish e me shpirt pas dikujt a pas diçkaje, lidhem shumë me dike a me diçka, i kushtohem diçkaje a dikujt dhe përgjërohem për të. *truhet pu-nës. U jam truar fëmijëve.*

3. *Pës. e* TRUAJ 1.

TRUHOIXË *mb.* Q5 është i mprehtë nga mendja, që ia pret mendja; i zgjuar, i mençur; mendjehollë. *Njeri truhollë. Grua truhollë.*

TRUtLOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj dike të hum-bë pjesërisht vetëdijen, duke e goditur në kokë ose duke e tundur a rrotulluar fort; *vet. veta III* bën që të me merren mendtë (dielli i nxehtë, era e forte, ra-kia, vera etj.). *Na trullosi dielli (era). E trulllosi rakia. E trullosi me një grusht në kokë. Kafshët i trullosin në kokë me çekiç.*

2. E shurdhoj nga veshët; e bëj të mos përqen-drohet në diçka, e hutoj, ia marr mendjen, e shastis. *Na trullosi ajo zhurmë. Me trullosi me fjalë.*

3. *fig.* Ia mbush kokën dikujt me lloj-lloj gënjesh-trash për ta larguar nga rruga e drejtë; ia prish mendjen dhe e bëj që të heqë dorë nga një mendim a nga një çështje; ia marr mendjen, e shastis. *Borgjezia përpiqet të trullosi brezin e ri (rininë). E trullosi me gënjeshtra.*

TRUIXOSEM *vetv.* 1. E humbas pjesërisht vetëdijen, nuk kuptoj se ç'bëhet e s'di ku jam (nga një goditje, nga rrotullimi i shpcjtë etj.).2. Me turbullohet mendja, hutohem; shastisem. *Trulloset shpejt. V truths fare. U trullosën të gjit he.*

3. *Pës. e* TRUIXOS.

TRULLOSJE,~A . Veprirai dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve TRUIXOS, TRUL,LOSEM. *Trullosje e lehtë. E ka nga trullosja.*

TRULLOSUR (i,e) *mb.* I. Që e ka humbur pje-sërisht vetëdijen nga një goditje në kokë ose nga një rrotullim i forte, që nuk kupton se ç'bëhet e s'di se ku është. *Mbeti i trulbsur.*

2 Që nuk është në gjendje të përqendrohet, me mendje të turbulluar, i hutuar; i shastisur. *Njeri i truliosur.*

TRUMBETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që i bie trumbetës; borizan.

TRUMBETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël mu-zikore me frymë, zakonisht prej bronzi, e gjatë dhe e zgjeruar nga fundi si hinkë, që nxjerr një zë të qartë dhe të kumbueshëm e që përdoret edhe për të dhënë sinjale në ushtri etj.; bori; zëri që nxjerr kjo vegël. *Trumbetë ushtarake. Trumbeta e alar mit (e sulmit). I bie trumbetës. Buçet trumbeta. Dëgjohet trumbeta.*

TRUMBETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TRUMBETOJ, TRUMBETO-HET. *Trumbetimi ifitoreve.*

TRUMBETOHET. *Pës. e* TRUMBETOJ.

TRUMBETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. edhe *jokal.* I bie trumbetës, jap sinjalin ose alarmin me anë të trumbetës; luaj në trumbetë. *Trumbetoi me trumbetë. Orkestra frymore trumbetonte një marsh.*

*2. fig. zakon. keq.* Shpall në të katër anët diçka pak të njohur ose të panjohur, bëj që ta marrin vesh të gjithë, e nxjerr në shesh, ua bëj të njohur të gji-thëve; përhap me bujë në çdo anë. *Trumbetoj të vër-tetën. Trumbetoj fitoret. Trumbetoj në të katër anët. la trumbetoi gjithë botës. Trumbeton më të madhe.*

TRUMBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lloj pompe, që fillet në pus dhe me anë të një doreze nxjerr ujë. *Ujë trumbë.*

2. Tufë, grumbull. *Një trumbë me Me. U mblodhën trumbë.*

TRUMCAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Harabel. *Trumcaku i zakonshëm. Trumcaku i livadheve. Cicërima e trumcakut. Tufë trumcakësh. Sa një trumcak.*

TRUMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Grup njerëzish a kafshësh, shutnicë qeniesh në grup; tufë, grumbull. *TrurUë fëmijësh. Trumë pulash (zogjsh). Ka një trumë fëmijf.*

2. Erë e forte, stuhi.

3. *përd. ndajf.* Në grup, mbledhur në një grup; grumbull, mbledhur në një vend; lëmsh. *Ecin (flu-turojnë, nine) trumë. Erdhën top e trumë* erdhën të gjithë së bashku, erdhën njësh, tok. *Ishin mbledhur trumë. E bëjmë misrin trumë. Mbeti trumë në vend.*

TRUMHAS *kal.,* ~A, ~UR. Tremb; përzë, dë-boj; shpërndaj. *Trumhasi pulat (delet). Mos i trum-has fëmijët!*

TRUMHASEM *vetv.* 1. Trembem; largohem; shpër-ndahem. *U trumhasën pulat (rosat).*

*1. fig.* Zemërohem, inatosem aq shumë, sa e hum-bas mendjen; çoroditem nga mendtë.

TRUMHASUR (I,e) *mb.* 1. I trembur. 2. *fig.* I çoroditur, i çakërdisur, që nuk i ka mendtë në vend. *Mbeti si i trumhasur. Është bërë si i trumhasur.*

TRUMZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre shumë vjeçare, me kërcej të vegjël, të forte e me shumë degë, me gjethe të ngushta, në ngjyrë hiri si në të gjel-bër dhe me erë të këndshme, me lule të bardha, që bën kokrra të vogla vezake e që përdoret shumë për përgatitjen e lëndëve të merme. *Trumzë e butë* li-vandë.

TRUNDRYSHKUR *mb. keq.* 1. Që i kap gjërat me vështirësi, jo i zgjuar; i trashë. *Njeri trundryshkur.*

2. Që ka mendime të mykura, që është më të vjet-rën. *Borgjez (mikroborgjez) trundryshkur.*

TRUNG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Pjesa e trupit të drurit që nga toka deri atje ku ndahen degët kryesore, që është më e trashë e pa degë; trupi i drurit që i janë prerë rrënjët dhe degët; cope nga ky trup, kërcu. *Trung i hollë (i trashë, i gjatë, i shkur-tër). Trung i sharruar. Trung arre (ulliri, lisi). Trungu dhe degët. Çajnë trungjet. U ul mbi një trung.*

*2.* Cope druri e rrafshët, mbi të cilën presim mishin, drutë etj. *Trung mishi. Trung drush.*

3. Trupi i njeriut a i kafshëve pa gjymtyrët e pa kokën. *Muskujt e trungut. Përkulja e trungut. Rro-tullimi i trungut.*

*4. arkit.* Pjesa kryesore e një shtylle ndërmjet kreut dhe bazës së saj. *Trungu i shtyllës.*

5. *min.* Pjesë e minierës, që shtrihet pingul ose pjerr-tas dhe që ka dalje në sipërfaqe. *Trungu i pusit të naftës.*

6. *anat.* Pjesa kryesore e një nervi a e një ene gjaku, që ka trajtën e një gypi. *Trung nervor. Trungu i aortës.*

7. *tek.* Vegël a mjet, që ka trajtën e një gypi të drejtë ose të një boshti.

8. *gjeom.* Pjesë e një trupi gjeometrik, ndërmjet bazës dhe një prerjeje të rrafshët paralele me bazën. *Trung koni. Trung piramide. Trungu i prizmit.*

*9.* Burim i përbashkët, nga i cili kanë rrjedhur ose e kanë prejardhjen disa popuj a gjuhët e tyre, disa njësi ekonomike etj. *Trungu i families mëmë. Sektorë të një trungu ekonomik. E kanë prejardhjen nga i njëjti trung.*

10. *fig. shar.* Njeri pa mend, njeri i trashë, buda-lla, kërcu. *Është trung fare.*

• U be trung a) ngriu nga të ftohtët, u be dru; b) u deh, u be tape. I shartnar në trung (në trup) *shih te* SHARTUAR (i,e). Ndezja e zjarrit nuk tillon nga

trungu. *u.* punët duhen nisur nga koka e jo nga bishti, puna kryhet mirë kur nis mbarë.

TRUNGGJATË *mb.* Që e ka trungun të gjatë, me trung të gjatë (për drurët).

TRUNGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I pres degët një druri, duke i lënë vetëm trungun; cungoj. *Trungoi lisin.*

TRUNOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me trurin, që i përket trurit, i trurit; që ndodhet a që zhvillohet në tru. *Ind trunor. Cipë (korja) trunore.*

TRUNT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vend i ngritur në anë të vatrës, ku rrinë njerëzit për t'u ngrohur, qoshe.TRUNJËZOHEM *vetv.* I. Lodhem shumë, këputem, rraskapitem.

2. *Pës. e* TRUNJËZOJ.

TRUNJËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E lodh shumë dike, e këput, e rraskapit.

TRUP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *fiz.* Çdo qenie, send, lëndë a pjesë e saj, me tipare e me veti të ndrysh-me dhe në trajta të ndryshme, që zë një vend të cak-tuar në hapësirë; send lëndor. *Trup i ngur(ë (i lëngët, i gaztë). Trup i ihjeshlë (i përbërë). Trup i lehtë (i rëndë). Trupat qiellorë* planetët, yjet. *Trupat organikë (joorganikë). Trup elastik (plastik). Trup i metaltë. Trup i huaj* diçka e jashtme që na hyn në sy, në vesh a në organizëm. *Trup i lire* trup që lëviz në hapësirë kur nuk vepron asnjë force mbi të. *Lëvizja e trupave. Pesha e trupave. Vetitë e trupave.*

2. Organizmi i njeriut a i kafshës, i vështruar krye-sisht nga përbërja dhe si një e tërë; çdo qenie e gjallë në parajen e saj të jashtme; shtat; pjesa kryesore e këtij organizmi, trung; pjesa e veshjes që mbulon këtë pjesë kryesore të njeriut. *Me trup të gjatë (të shkurtër, të hollë, të trashë). Me trup të dobët (të shën-doshë, të lidhur, të bukur, të hedhur, të hajthëm). Me trup të njomë. Me trup të prerë* me trup të bukur. *Trup i vdekur* kufomë. *Trupi i të vdekurit. Gjymtyrët (pjesët, organet) e trupit. Pesha e trupit. Temperatura e trupit. Anatomia e trupit të njeriut. Lartësia (gjatësia) e trupit. Deri në mes të trupit. Luftim trup me trup. usht. Trupi dhe mëngët e bluzës. I pakët nga trupi. Mendja e shëndoshë në trup të shindoshë. fj. u. libr. Ushtrime me trup të lire, sport. Ishte pa rroba në trup. Drejtoj trupin. Fërkonte trupin. Kalit trupin. La) tru-pin. Lëshon (men) trup* hedh shtat, rritet. *U tret nga trupi. Zgjati trupin. Me rëndon trupi. Shpiu trupin. Me shkojnë tnornica nëpër trup* kam ftohtë. *la përshkoi tërë trupin. Është në trup të tij* është i gjatë ose i shëndoshë aq sa duhet. *Me vijnë për trup* me rrinë pas trupit, me bien tamam (për rrobat). *Trupi (shtati) pyll, mendja fyell* i madh nga trupi, por pa mend në kokë. *Trupi shëndoshet më të punuar, mendja ndri-çohet më të mësuar. fj. u.*

3. Trung druri ose një pjesë e tij. *Trup i prerë. Trupa pishe (lisi). Trupa sharre. Ngarkon (shkarkon) trupat. Prenë ca trupa.*

4. Pjesa kryesore e një sendi; pjesa kryesore e një pajisjeje, në të cilën kapen a mbërthehen pjesë të tjera më të vogla; skeleti i diçka je, a jo që përbën bazën e diçka je. *Trupi i vidhës. Trupi i plugut. Trupi i aeroplanit (i anijes). Trupi i motorit (i tornos). Za-nore (bashkëtingëllore) në trup të fjalës. gjuh.*

5. *gjeom.* Pjesë e hapësirës që kufizohet nga të gjitha anët me faqe të rrafshëta ose të përkulura. *Trup gjeo-metrik. Vëllimi i trupit.*
*6. përmb.* Grup njerëzish, që kanë punë të njëjtë a detyrë të përbashkët dhe që përbëjnë një kolektiv, një administrate, një institucion etj. *Trupi diplomatik* përfaqësuesit e shteteve të huaja të akredituar në një shtet. *Trupi gjykues* kryetari i gjyqit së bashku me anë-tarët. *Trupi mësimor (pedagogjik)* tërësia e arsimta-rëve të një shkolle, të një fakulteti etj. *Trupi mjekësor* mjekët.
7. *përd. ndajf.* Si një gjë e vetme, lidhur e bash-kuar fort; të gjithë së bashku. *U ngritën trup në këm-be. U çua trup e gjithë Shqipëria.*
• Ka trap është e trashë dhe e mirë, ka një për-qindje të lartë alkooli (për verën). Mbaj mbi trup
me bie përsipër një barrë e rëndë, rëndon mbi mua; e kam ngarkesë të tepërt që me sjell vështirësi a pen-gesa. Mori trup *dikush* u rrit, u zgjat mjaft, ho-dhi shtat. I shartuar në trup (në trung) *shih te* SHAR-TUAR (i,e). Me trup e me zemër i tëri, plotësisht. Si një trap i vetëm të gjithë tok, së bashku, si një e tërë-; të lidhur njëri me tjetrin e të pandarë, të bash-kuar fort për një qëllim të lartë. Nuk i beson as këmi-shës së trupit *shih te* BESOJ. S'mban gjë në trup është i hapur, nuk di të mbajë gjë fshehur. S'i ngjitet qimja në trup *shih te* QIME,~JA. Trupi boçkë e mendja lomçkë *mospërf. shih te* BOÇKË,~A. Trup i përbërë *kim.* trup i formuar nga disa elemente më të thjeshta. Trup i thjeshtë *kim.* element kimik i thjeshtë.
TRUP *ndajf.* 1. Drejt, përmes, mes për mes; në rrugën më të shkurtër, shkurt. *ra pyllit trup. T'i biem fushës trup. I ra trup e trup detit* i ra detit ane-mbanë.
2. *fig.* Cope, prerazi; drejt, hapur, troç; shkurt. *Trup po ta them. la tha shkurt e trup. Bjeri me trup!*
TRUPAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kërcu druri i prerë për zjarr; trup i vogël. *E bëri lisin trupakë. Vuri një trupak në zjarr.*
*2. përd. mb.* I ngjeshur, i rrasët; i trashur (zako-nisht për gjëra të qullëta). *Ishte bërë trupak dheu (balta). U be trupak gjella.*
TRUPARGJENDTË *mb.* 1. Që e ka trupin në ngjyrë argjendi (për peshqit); që ndrit si argjend, që ka shumë shkëlqim. *Peshq trupargjendtë.*
2. *poet.* Që e ka trupin të paster, të ndritshëm e të hijshëm.
TRUPARMATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht. I.* Njësi e madhe ushtarake që përbëhet nga dy-tre divizione dhe nga trupa speciale (në disa ushtri të huaja); korparmatë.
2. *hist, shih* KORPARMATË,~A.
TRUPAZI,~A . *mjek.* Sëmundje që shfaqet me grumbullimin e lëngjeve në një zgavër të trupit, ve-çanërisht në bark. *sëmurë me trupazi. Vdiq nga tru-pazia.*
TRUPAZI *ndajf.* Trup me trup (kur rroken, kapen a përleshen dy veta njëri me tjetrin). *U kapën trupazi.*
TRUPBRISHTË *mb.* Që e ka trupin të njomë e të hajthëm, truphollë e delikat (për njerëzit). *Fëmijë (vajzë) trupbrishtë.*
TRUPDERDHUR *mb.* Që ka trup të gjatë, të hollë, të drejtë e të harmonishëm, me shtat të bukur e të zhdërvjellët, shtathedhur. *Djalë trupderdhur. E bukur dhe trupderdhur.*
TRUPDOBËT *mb.* Që është i dobët në trup, me trup të brishtë; që e ndien veten të pafuqishëm, të rënë e të lodhur. *Plak trupdobët.*
TRUPDREJTË *mb.* Që e ka trupin të drejtë e të rregullt; që e mban trupin drejt. *Vajzë trupdrejtë. Ishte trupdrejtë e shpatullgjerë.*
TRUPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *usht.* Grup i rregullt dhe i organizuar ushtarakësh, që bëjnë pjesë në një njësi të të njëjtit Hoj arme a shërbimi. *Trupa parashutiste (tankiste, xheniere). Trupa të blinduara. Trupa të mekanizuara. Trupë këmbësorësh.*
2. *vet. sh. usht.* Forcat e armatosura të një vendiose një pjesë të tyre; ushtria. *Trupat ushtarake. Tru-pat tokësore (kufitare). Trupa agresive (mercenare). Trupa rezervë. Trupa pushtimi. Komanda e trupave. Stërvitja e trupave.*
3. Grup artistësh që luajnë së bashku një dramë, një komedi, një balet etj.; tërësia e aktorëve ose e artistëve të një teatri, të një cirku, të një estrade etj. *Trupë artist ike (profesioniste). Trupë këngëtarësh. Trupa e aktorëve. Trupa e baletit (e cirkut, e estradës, e teatrit).*
TRUPËRISHT *ndajf. libr.* Me trup, fizikisht, nga trupi. *U forcuan trupërisht. Trupërisht dhe mendërisht.*
TRUPËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Trup i vogël druri ose një cope dërrasë e trashë, që përdoret për të prerë mbi të mishin etj. *Trupësi i mishit.*
TRUPËZfM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TRUPËZOJ, TRUPËZOHET.
*Trupëzimi i drurëve. Trupëzimi i metaleve. Trupëzimi i ideve.*
TRUPËZOHET *vetv.* 1. *kryes. sh. kim.* Shkrihen e bashkohen në një trup të vetëm dy ose me shumë lëndë të ngurta, të lëngëta etj. *Trupëzohen lëndët.*
*2. fig.* Merr trajtë konkrete diçka, bëhet e dukshme, materializohet; mishërohet, vihet në jetë. *Trupëzohen mësimet e Partisë. Jane trupëzuar pikëpamjet (idetë) merevolucionare.*
*i\ Pës. e* TRUPËZOJ.
TRUPËZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I pres degët një druri, duke i lënë vetëm trungun; cungoj, trun-goj. *E trupëzoi krejt dushkun.*
*2. kim.* Shkrij e bashkoj në një trup të vetëm dy ose me shumë lëndë të ngurta, të lëngëta etj. *Trupë-zojnë metalet. Trupëzojnë vitaminat.*
3. *fig.* I jap trajtë konkrete diçkaje, e bëj të dukshme, e materializoj; mishëroj, vë në jetë. *Trupëzon idetë (mendimet) përparimtare.*
TRUPGJATË *mb.* Që ka trup të gjatë, që është me shtat të lartë, shtatgjatë. *Vajzë (djalë) trupgjatë. Basketbolliste (volejbolliste) trupgjata.*
TRUPHEDHUR *mb.* Shtathedhur. *Djalë truphe-dhur. Grua truphedhur.*
TRUPHOLLË *mb.* Që e ka trupin të nolle dhe zakonisht të gjatë. *Djalosh (grua) truphollë.*
TRUPICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Trung i shkurtër druri, që shërben si fron për t'u ulur. *V ul (ndehji) në një trupicë.*
TRUPlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TRUPOJ, TRUPOHET. *Trupimi i drurëve. Bënë\trupimin me sharrë.*
TRUPLIDHUR *mb.* Që e ka trupin të lidhur mirë. *Vajzë truplidhur.*
TRUPMADH,~E *mb.* Që e ka trupin të madh; *kund:* trupvogël. *Djalë trupmadh. Race trupmadhe.*

TRUPMBUSHUR *mb.* Që është i plotë e i mbushur nga trupi; me trup të ngjallur, i shëndetshëm. *Fëmijë (grua) trupmbushur.*
TRUPOHET. *Pës. e* TRUPOJ 1.
TRUPOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I pres degët dhe rrënjët një druri, duke i lënë vetëm trupin, e ndaj trungun e drurit në kërcunj më të vegjël, e
bëj trupa. *Trupoi pishën. I trupojnë me sharrë.* 2. Kaloj mes për mes një mali, pylli, fushe etj., për t'i rënë rrugës me shkurt, i bie drejt, pres shkurt, i bie trup. *Trupoi fushën (pyllin, bjeshkët, lumin).*
TRUPOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me trupin e nje-riut a të kafshës, që ka lidhje me trupin; që i përket trupit a shtatit, i trupit. *Bukuri trupore. Force trupore. Dobësi trupore. Dhembje trupore. Gjatësia (pesha) trupore. Nevoja trupore. Të meta trupore. Ushtrime (lëvizje) trupore. Ndëshkime trupore.*
TRUPORE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Statujë, shta-tore. *Trupore e bukur. Trupore bronzi (mermeri).*
TRUPPAKËT *mb.* Që është i pakët nga trupi, me trup të vogël dhe të hajthëm (zakonisht për nje-rëzit). *Burrë truppakët.*
TRUPROJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Njësi a trupë e vogël ushtarake, që është vënë të mbikëqyrë e të ruajë një objekt, një zone a diçka tjetër të rën-dësishme; vendi i qëndrimit të kësaj njësie a trupe. *Truprojë ushtarake. Truproja e fushimit (e kampit). Truprojë nderi* repart i posaçëm që kryen shërbimin e nderit me rastin e pritjes e të përcjelljes së kryetarëve të shteteve të t jera. *Komandanti i truprojës. Rregullorja e shërbimit të truprojës. Hyri në truprojë. Ndërroi truprojën.*
TRUPSHKURTËR *mb.* Shtatshkurtër.
TRUPTHI *ndajf.* Duke e ngritur lart peshë, pe-shimthi.
TRUPVOGËL *mb.* Që e ka trupin të vogël; *kund.* trupmadh. *Qengj trupvogël. Kale trupvogël.*
TRUS *kal.,* ~A, ~UR. *shih* TRYS. TRUSET *vetv., pës. shih* TRYSET.
TRUSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Kashtë kë-nete, me kërcell të shkurtër e pak më të hollë se të misrit, me gjethe të gjata, të holla e të mprehta, që nxjerr fara në trajtë xhufke në majë të kërcellit dhe që përdoret zakonisht e thatë si shtresë për kafshët. *Korrën truskë. I shtroi truskë bagëtisë.*
TRUSNl,~A . *shih* TRYSNI.
TRUST,~I *m. sh.* ~E, ~ET *ek.* Bashkim monopolist i disa ndërmarrjeve të mëdha në vendet ka-pitaliste, i cili krijohet me qëllim që të përqendrohet kapitali për të shtënë në dorë një fushë të prodhimit a të tregtisë e për të nxjerrë fitime sa më të mëdha. *Trusti i çelikut (i naftës). Ndërmarrjet e trustit.*
TRUSHKIM,~I *m. vjet.* Veprimi sipas kuptimit të foljes TRUSHKYEJ.
TRUSHKYEJ *kal.,* ~EVA, ~YER *vjet.* Vjedh diçka në një vend që mbahet si i shenjtë (në kishë, në xhami, në vakëf etj.).
TRUTH,~I *m.* Truri i vogël. *E goditi në truth.*
TRUTHARË *mb. keq.* 1. Që nuk është në gjendje të gjykojë si duhet, i ngathët nga mendja, jo i zgjuar; që i kanë rrjedhur trutë; matuf, kokëzbrazët; *si mallk.* që iu thafshin trutë e kokës!
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Çfarë truthari paska qenë!*
TRYEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Orendi prej druri, prej metali etj., zakonisht me këmbë, me sy-prinë të rrafshët katërkëndëshe a te" rrumbullakët, mbi të cilën mbajmë diçka, vendosim gjërat e ne-vojshme kur punojmë, kur hamë etj. *Tryezë e gjatë (e rrumbullakët, katrore, e madhe, e vogël). Tryezë e lëvizshme. Tryezë arre (mermeri). Tryezë buke. Tryezë pune (shkrimi). Tryezë operation. Tryezë vizatimi. Tryezë pingpongu. Tryezë me rrota. Mbulesa e tryezës. Sirtari i tryezës. Shkruan (punon) në tryezë. I vuri (i shtroi) në tryezë. E hoqi nga tryeza. Rrimë rreth tryezës.*
2. Ushqimet e sendet e tjera që vëmë në këtë oren-di; njerëzit që rrinë rreth saj. *Tryezë e pasur. Shtroi tryezën* vuri në tryezë çdo gjë që duhet për të ngrënë. *V ulën në tryezë* u ulën për të ngrënë. *U ngritën nga tryeza* mbaruan së ngrëni. *E ftoi në tryezë dike* e ftoi për të ngrënë. *Ngriti tryezën* pastroi tryezën pas të ngrënit. *Tryeza e parë ia nisi këngës.*
3. *bised.* Gosti, që shtrohet për nder të dikujt ose me rastin e një ngjarjeje të shënuar. *Shtroi një tryezë. Kishte një tryezë për fejesë.*
4. *fig.* Mjedis i kufizuar ku zhvillohet një bisedë, ku kryhet një punë a veprimtari etj. *Tryeza e bise-dimeve. Tryeza e redaksisë. Tryeza e pazarllëqeve.*
5. *përd. mb.* Që është i përshtatshëm për t'u ngrënë ose për t'u pirë gjatë drekës, darkës etj. *Rrush tryezë.*
•*k* Tryeza (coha) e gjelbër *vjet. shih te* GJELBËR (i,e). Tryeza e rrumbullakët a) mbledhje ku marrin pjesë përfaqësues të palëve të ndryshme për të rrahur një çështje nga pozita të barabarta; b) diskutim që organizohet zakonisht në redaksinë e një gazete a reviste për të rrahur një çështje me një grup nje-rëzish. Shtrohem (ulem) në një tryezë *me dike* pranoj të ulem e të bisedoj shtruar me dike për një çështje të rëndësishme.
TRYEZAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Saraf.
TRYS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E shtyp diçka me dorë, me këmbë a me një mjet tjetër për ta bërë më të ngje-shur; e rras a e ngjesh mirë diçka; i shtyp dikujt trupin me dorë. *Trys baltën (dheun). Trys brumin. I try si kurrizin (shpinën) dikujt. E try si mirë.*
2. *fiz.* Shtyp një trup të ngurtë, të lëngët ose të gaztë, e ngjesh duke i zvogëluar vëllimin. *Trys lën-gjet. Trys avujt (ajrin, gazin).*
TRYSA,~T . *vet. sh.* Mishi i dhëmbëve; pjesa e mishtë që mban rrënjët e dhëmbëve (te fëmijët para se t'u dalin dhëmbët dhe te pleqtë pasi u kanë rënë dhëmbët). *Trysat e dhëmbëve. Ha me trysa. I dhembin trysat.*
TRYSET vefv. 1. Bëhet me i ngjeshur a me i rrasët duke zvogëluar vëllimin, bëhet me i dendur (për tru-pat e ngurtë, të lëngët a të gaztë). *Trysen avujt.*
2. *Pës. e* TRYS.
TRYSNI,~A . 1. *fiz.* Forca e shtypjes qi ushtron një trup i ngurtë, i lëngët a i gaztë me peshën ose me forcën e tij mbi një trup tjetër; shtypje, presion. *Trys-nia e trupit (e ujit, e gazit). Trysnia e ajrit* forca e shtypjes prej një kilogrami në çdo centimeter katror që ushtron ajri mbi sipërfaqen e tokës. *Trysnia e gjakut.*
2. *fig.* Ushtrimi i forces kundrejt dikujt për ta detyruar të veprojë ashtu siç i thonë; forca që ush-trohet kundrejt diçkaje. *Ushtron trysni.*
TU (e) *pron.* 1. *Sh. i* YT. *Djemtë e tu. Nxënësit e tu. Njerëzit e tu. Përkrahësit e tu. Librat e tu.* 2. *si em.* ~TË (tS) *m.sh.* Njerëzit e afërt, më të cilët

ke lidhje gjaku, farefisnie ose lidhje të ngushta mi-qësie; njerëzit të cilët i do dhe të cilëve u beson shumë. *Erdhën (fituan) të tutë. Jane të tutë.* 3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të përemrit pronor.
TUA (e) *pron.* 1. *Sh. i* JOTE. *Vajzat e tua. Këngët e tua. Sjelljet e tua. Veprat e tua.*
2. *si em.* ~T (të) . *sh.* Ato më të cilat ti ke lidhje gjaku, farefisnie ose lidhje të ngushta miqësie; shoqe a mike të cilat i do dhe të cilave u beson shumë. *Jane të tuat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të përemrit pronor.
TUAJ *pron.* 1. *Sh. i* JUAJ *(kur prona shënohet nga një enter i gjinisë mashkullore). Burrat tuaj. Djemtë tuaj. Nxënësit tuaj. Njerëzit tuaj.*
2. *si em.* ~T. *m.sh.* Njerëzit e afërt, më të cilët keni lidhje gjaku, farefisnie ose lidhje të ngushta miqësie; njerëzit, të cilët i doni dhe të cilëve u besoni shumë. *Tuajt e humbën lojën.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të përemrit pronor.
TUAJA *pron.* 1. *Sh. i* JUAJ *(kur prona shënohet nga një emër i gjinisë femërore). Grate tuaja. Këngët tuaja. Mendimet tuaja. Shoqet tuaja.*
2. *si em.* ~T *f.sh.* Ato më të cilat ju keni lidhje gjaku, farefisnie ose lidhje të ngushta miqësie; shoqe a mike, të cilat i doni dhe të cilave u besoni shumë. *Erdhën edhe tuajat.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të përemrit pronor.
TUB,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Gyp prej metali, prej çimentoje, prej qelqi etj., i hapur nga të dyja anët e me gjerësi të ndryshme, nëpër të cilin kalojnë lëngjet, gazrat, avujt etj.; pajisje mjetesh e aparatesh të ndryshme, që kanë trajtë të tillë. *Tub i thjeshtë. Tub tharës (thithës). Tub bashkues (ndarës). Tub elektronik. Tub çimentoje (çeliku, eterniti, gize, gome, teneqeje, xhami). Tub uji (ajri). Tub shkarkimi. Tuba shpimi. Tuba nafte. Tuba sobe. Tubat e ujësjellësit. Tubi i teleskopit. Tubi i shikimit* pjesa kryesore e mi-kroskopit, e cila ka trajtën e një gypi. *Reparti i tu-bave. Ngjit (bashkoj) tubat.*
2. *anat. shih* GYP,~I i. *Tubi i frymëmarrjes. Tubi i tretjes.*
TUBANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Bariu a sta-nari që kujdeset për shumë tufa dhensh; bariu që ruan bagëtitë e gjithë fshatit.
2. *vjet.* Ai që kishte shumë bagëti. *Tubanik i madh.*
TUBERKULOZ,~I *m. mjek., veter.* Sëmundje ngjitëse e kronike, që shkaktohet nga një mikrob i quajtur "bacili i kokut" dhe që prek mushkëritë ose ndonjë organ tjetër të trupit; ndishku, kolla e keqe. *Tuberkulozi i mushkërive (i zorrëve, i kockave, i gjëndrave të fytit). Tuberkulozi i kafshëve (i gjedhit, i derrave). Tuberkulozi i shpendëve. I prekur nga tuberkulozi. Vuan (u sëmur) nga tuberkulozi. Lufta kundër tuberkulozit.*
TUBERKULOZ,~E *mb. mjek., veter.* 1. Që është i sëmurë nga tuberkulozi, që ka tuberkuloz. *Lopë tuberkuloze.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Sot tek ne pothuajse nuk ka tuberkuloze.*
TUBË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Kope, tufë, grup. *Tube delesh (lopësh, dhish). Tube shpendësh. Tubëvajzash. 2.* Tufë. *Tube Mesh. Tube duhani* sasi duhani prejpesë vargjesh të palosura me dysh. *Tube gruri. Tube vjershash (tregimesh, novelash).*
TUBËZlM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Tubim. TUBËZOHET *pës.* Tubohet.
TUBËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Tuboj. *Tube-zojnë Met.*
TUBIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjend-ja sipas kuptimeve të foljeve TUBOJ, TUBOHEM. *Tubimi i fshatarëve. Tubimi i luleve.*
21 Mbledhje njerëzish për një punë të caktuar, në rast kushtrimi etj.; kuvend. *Tubim i madh (i rën-dësishëm). Tubim shkencor. U mbajt (u organizua) një tubim.*
TUBOHEM *vetv.* 1. Mblidhem në një grup bashkë më të tjerë, bëhem grup më të tjerë, bashkohem në një vend me ta. *U tubuan në mes të sheshit. U tubua i gjithë populli. Delet u tubuan në një qoshe të vathës.*
*2. vet. veta III.* Mblidhet, grumbullohet në një vend. *Hapin vija që të mos tubohet uji.*
3; *Pës. e* TUBOJ.
TUBOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Mbledh në një grup, e bëj grup, bashkoj në një vend. *Tuboi njerëzit (vullnetarët). Tuboi ushtrinë. I tuboi te sheshi.*
2. Mbledh, grumbulloj në një vend; e vë grumbull. *Tuboj drutë. Tubojnë grurin (barin). Bleta tubon mjaltin.*
3. *jokal.* Mblidhem në një grup më të tjerë, tu-bohem. *Tuboi gjithë katundi.*
TUFA-TUFA *ndajf. I.* Në tufa; në grupe. *Erdhën tufa-tufa. Fluturojnë tufa-tufa. U shpërndanë tufa-tufa. Rrinë tufa-tufa.*
2. Në tufa. *Bëj tufa-tufa. I bën (i ka) Met tufa-tufa.*
TUFAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Erë e vrullshme, zakonisht me shi të madh, me breshër a me dëborë të dendur; shtrëngatë, stuhi. *Tufan i forte. Tufan tro-pikal. Ditë me tufan. U thyen pemët nga tufani. Filloi (fry) tufani. Të grinte tufani.*
2. *fig.* Ngjarje e vrullshme dhe e papritur, që sjell pasoja të mëdha në jetë. *Tufani i luftës. Përballojmë (thyejmë) tufanet.*
• Bëri tufan (furtunë) *shih te* FURTUNË,~A. U be tufan (furtunë) *shih te* FURTUNË,~A. Ishte tufan ishte pa gjë fare, s'kishte asgjë.
TUFË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grup njerëzish a kafshësh, grumbull; grumbull kafshësh që jetojnë e ushqehen së bashku, kopë. *Tufë kolektive. Tufë djemsh (grash, vajzash). Tufë fëmijësh. Tufë bagëtish (dhensh, dhish). Tufë shpendësh (zogjsh, pulash, ro-sash)\. Tufat e lopëi)e (e kuajve). Kullotin tufat. Vuri tufën\ përpara. V nda nga tufa.*
2. [Tërësi sendesh të hedhura njëri mbi tjetrin pa rregull; grup sendesh njëri pranë tjetrit, grumbull gjërash. *Tufë gazetash (revistash). Tufë letrash (shkre-sash). Tufë lekësh. Tufë resh.*
3. Një dorë lulesh të këputura me bisht dhe të li-dhura a të mbështjella së bashku. *Tufë me Me. Tufë trëndafilash (zambakësh). Bëri një tufë me manushaqe.*
4. Disa gjëra të një lloji, të lidhura së bashku; grumbull fijesh, fletësh, kërcejsh etj. që mbahen në dorë a lidhen së bashku. *Tufë bari. Tufë gruri (thekre). Tufë kallinjsh. Tufë qepësh (hudhrash). Tufa preshi (spinaqi). Një tufë karotash. Tufë flokësh. Tufë çe-lësash.*
5. Tufëz, xhufkë. *Tufë misri* lulja e misrit.
6. Shumicë. *Jane një tufë në shtëpi. Kishte një tufë fëmijë. Ishin bërë një tufë.*
7. *fiz., gjeom.* Grumbull drejtëzash ose rrezesh që dalin nga një pike a nga një burim dhe që zgjaten në një drejtim të caktuar. *Tufë drejtëzash. Tufë drite. Tufë rrezesh.*
8. *përd. ndajf.* Së bashku, në grumbuj të dendur, grumbull. *Nxënësit dilnin tufë. Lulet kishin çelur tufë.*

• E ka mendjen në tufë të festes është shumë men-djelehtë, e ka mendjen në majë të kokës.
TUFËKCQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Bimë që i ka lulet si tufa të kuqe.
TUFËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Tufë e vogël. *Tufël yjollcash.*
TUFËS,~E *mb.* Që është si tufë, tufshak. *Lule tufëse.*
TUFËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Xhufkë fijesh leshi, mëndafshi, pambuku etj., të lidhura së bashku në një kokë, që vihet në feste, në mbulesa etj. si zbu-kurim; xhufkë. *Tufëz zbukurimi. Tufëz leshi (mëndafshi). Tufëza e festes. Tufëzat e xhokës.*
2. Tufë e vogël, tufël; disa lule të mbledhura grumbull si kurorë a si vile në një degë, në një bisht a në majën e kërcellit. *Tufëz bari. Tufëz flokësh. Tufëza lulesh. Tufëza me manushaqe. I lidhin lulet në tufëza. Lulet e qershisë çelin në tufëza.*
TUFËZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TUFËZOJ, TUFËZOHET. *Tufëzimi i perimeve. Tufëzimi i bagëtisë.*
TUFËZOHET. *Pës. e* TUFËZOJ.
TUFËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1, Lidh së bashku në tufë gjëra të një lloji, bëj tufë (zakonisht për pe-rimet). *Tufëzoj qepët (preshtë). Tufëzoj karotat (spi-naqin). Tufëzoj gazetat.*
2. Bashkoj bagëtinë, e mbledh në tufë të përbash-kët. *Kooperativistët tufëzuan dhentë.*
TUFK,~U *m. bot.* Pluhuri i lules, endi.
TUFOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Lidh së bashku në tufë, bëj tufë, tufëzoj. *Tufoj Met.*
2. *jokal. vet. veta HI.* Nxjerr lule si tufë, lëshon tufë. *Tufoi misri.*
TUFSHAK,~E *mb.* Që ka trajtën e një tufe, që është si tufë; që del në tufë, çufrak. *Bisht tufshak. Lule tufshake. Balluke tufshake.*
TUGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* Tufëz ose xhufkë me qime nga bishti i kalit, që e mbanin pashallarët si shenjë dalluese të grades së tyre. *Pasha me tri tuga.*
TUHAF,~E *mb. bised. 1.* I çuditshëm, që është pak si tip me vete; që sillet në mënyrë të çuditshme, që bën gjëra të cilat nuk t'i pret mendja. *Njeri tuhaf. Pyetje tuhafe. Paska qenë fare tuhaf. Pse bëhesh tuhaf? Mos u bëj tuhaf.'*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Tuhaf i madh. Ç'iu desh atij tuhafit?*
3. *përd: pasth.* Çudi!
TUHAT (TUHAS) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Shpër-ndaj andej e këtej, hallakat, davarit. *1. jokal.* Pi duhan.3. *jokal. vet. veta III.* Merr vale dhe zë e derdhet nga ena (për lëngjet); grafullon. *Tuhati kusia.*
TUHATEM *vetv. bised.* 1. Shpërndahet andej e këtej, hallakatet, davaritet. *U tuhat tymi.*
*2.* Bredh poshtë e lart pa mbaruar punë, endem andej e këtej, sorollatem. *U tuhat gjithë ditën.*
TUJE,~T. *vet.sh.* Gëzim i madh, hare; kënaqësi, lumturi. *Tujet e dheut* të. gjitha kënaqësitë që janë në botë, të gjitha të mirat e dheut. *Fliste gjithë tuje. Ka tujet* është plot gëzim.
TUJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *hist.* Tugë. *Një pasha me shtatë tuja.*
TUKEQ *ndajf.* Në gjendje të keqe, në ditë të hallit, si mos me keq, shumë keq. *Jetonin keq e tukeq. Ki-shin mbetut'keq e tukeq.*
TUKEQEM *vetv.* Sëmurem, keqësohem nga gjen-dja shëndetësore, bëhetn keq. *Tukeqej çdo ditë e me shumë.*
TUKEQMË(i), ~ME (e) *mb.* Që është i dobët, shëndetlig; që sëmuret shpesh. *Fëmijë i tukeqmë.*
TUKEQUR (i,e) *mb.* Që është dobësuar nga të pa-ngrënët ose nga jeta e vështirë; që është tretur nga një sëmundje, që ka rënë nga shëndeti; i dobësuar, i tretur. *Grua e tukequr. Me fytyrë {me trap) të tukequr.*
TUL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa c mishtë e trupit të njeriut a të kafshës, pjesa e butë dhe e mbu-shur e mishit; cope mishi pa kocka. *Tuli i këmbës* pulpa. *Tul mishi i grirë. Buzë me tul. Është gjithë tule* është i shëndoshë. *varen tulet* i varen mishrat. *bëri gjilpërë në tul. T'u bëftë tul (gjak) e dhjamë! ur.*
2. Pjesa e butë e bukës brenda kores, cope buke pa kore. *Tul buke. Ishte rritur me tul simiteje* ishte rritur më të gjitha të mirat.
3. Pjesa e butë dhe e lëngshme e pemëve ose e pe-rimeve nën lëkurë, pjesa e mishtë pa bërthamat dhe pa lëkurën; mishi i pemëve. *Tul i butë. Tuli i mollës (i dardhës, i pjeshkës, i kumbullës). Tuli i domates. Tuli i shalqinit. Penië me tul. Speca me tul.*
4. Pjesa e mishtë e gjethes, e kërcellit, e drurit etj. nën cipën a nën lëvozhgën. *Tuli i drurit. Tuli i gjethes.*
5. *vet. sh. bised.* Të ndënjurat. *rëndonin tulet. Ra në tule.*
6. *përd. mb.* I tultë. *Mish tul. Është tul.*
7. *përd. mb.* I butë; pjellor (për token). *Tokë tul. Dhe tul.*
8. *përd. mb.fig. keq.* I qullët, i ngathët, që s'të kryen punë; që s'ia pret, i trashë; sylesh (për njerëzit). *Tul me dy sy* cope mishi me dy sy. *Ishte tul fare.*
•*k* E bëri tol *d i k ë* e rrahu shumë, ia zbuti ku-rrizin. Gjuha është prej tuli . *u. shih te* GJUHË,~A i. I futi (i shtiu) veshët në tul bëri sikur nuk e dëgjoi dike; e bëri veshin të shurdhër.
TULATEM *vetv.* 1. Mblidhem kruspull nga të ftohtët, nga frika etj.; strukem diku që të mos bie në sy; bie në qetësi; s'lëviz fare, rri men janë e nuk ndihem; rri në pusi ose në pritë. *U tulat tek oxhaku (pas zjarrit). U tulat pas derës. Fëmija u tulat pas nënës. Gjahtari u tulat pas një shkurreje. Bagëtia ishte tulatwr në një shpellë. Lepuri u tulat nën një ferrë. Ishte tulatur si lepur. Fëmijët u tulatën pa bërë zë.*
*2.* Rrëgjohem nga pleqëria a nga vuajtjet; tretem, dobësohem. *Ishte tulatur nga pleqëria. Ishte tulatur e ishte bërë një grusht.*
3. *vet. veta III.* Shtypet dhe bëhet me i ngjeshur, ngjishet, rraset, rrasallitet (për dheun). *U tulat dheu.*
4. *vet. veta III.* Nis të shuhet, nuk digjet me me force, bie, platitet (për zjarrin); bie, zbutet, qetësohet, nuk ndihet me (për erën); humbet forcën, dobësohet. *U tulat zjarri. Era ishte tulatur.*
5. *vet. veta III "fig.* Humbet forcën a gjallërinë, bie, ulet. *Guximi iu tulat. Gëzimi i parë nisi t'i tulatej. Sherri (grindja) u tulat.*
6. *vet. veta III fig.* Shtrihet nën diçka a fshihet pas diçkaje e s'duket, struket. *Malet tulateshin nën dëborë. Hëna tulatej pas reve.*
TULËS,~E *mb.* Që është me tul, i tultë. *Pjeshkë (kumbullaj tulëse.*
TULICË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Cope mishi tul; mish tul. *dha një tulicë. Zgjedh gjithnjë tulicat.*
TULINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e butë e pjellore, tokë me lym, e tultë e pa gurë. *Ka ca tulina të mira buzë lumit.*

TUUPAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Lulekupë. *Tulipan i kuq (i verdhë, i bardhë). I bukur si tulipan.*
TULKUQ,~E *mb. shih* MISHKUQ^~E.
TULOR,~E *mb.* Që është i tultë, i butë dhe i lëng-shëm. që ka tul nën cipë a nën lëkurë (për pemët, perimet etj.). *Bisht tulor. Rrënjë tulore. Gjethe tulore. Perime tulore. Pjeshkë tulore. Pjesa tulore e pemës.*
TULTAK,~E *mb.* Që ka shumë mish, që është gjithë tul, i mbushur (zakonisht për njerëzit). *Grua tultake. Me krahë tultake. Me duar (me faqe) tultake.*
TUL,TË (i,e) *mb.* 1. Që ka shumë mish, që ështe gjithë tul. *Me fytyrë të tultë. Me mollëza të tulta. Me shtat (me trup) të tultë.*
2. I butë e i qullët; që nuk është pjekur mirë (për bukën etj.). *Bukë e tultë.*
3. Që është i butë e i lëngshëm, që është i mbushur me tul (për pemët, perimet etj.). *Domate të tulta. Speca të tultë. Kërpudhë e tultë. Kumbulla të tulta.*
4. Që është i butë e me tul (për gjethet, kërcejtë etj.). *Gjethe (rrënjë) të tulta. Kërcell i tultë.*
5. Që është i butë e pjellor, që është me lym e pa gurë (për token). *Tokë e tultë.*
*6. fig. keq.* Që s'është i zoti për asgjë, i plogët, i ngathët, qullac. *Fëmijë i tultë.*
TULLAC,~E *mb.* 1. Që nuk ka flokë fare ose në pjesën e sipërme të kokës, që i kanë rënë flokët, i shogët. *Burrë (plak) tullac. Me kokë tullace. Ishte tul lac.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerëzit). *E kërkoi një tullac.*
TULLAR,~I i *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vegjë, avlëmend, tezgjah. *Punon në tullar.*
TULLAR,~I ii *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën tulla. *Punon si tullar.*
TULLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope deltine zakonisht katërkëndëshe, që ngjishet mirë, thahet në diell e pastaj piqet në furrë të posaçmedhe që për-doret kryesisht për ndërtimin e mureve. *Tullë meveshë (me vrima). Fabrika e tullave. Ngjyrë tulle* ngjyrë e kuqërremtë. *Prodhimi i tullave. Mur me tulla.*
*2. bised., mospërf.* Pjesa e sipërme e kokës pa flokë (për burrat). *dolt tulla. Fshiu tullën.*
3. *bised., mospërf.* Tullac. *Erdhi tulla.*
*4. përd. mb.* Tullac, pa flokë. *E ka kokën tullë. E bëri kokën tullë* i preu flokët gjer në rrënjë ose e rroi kokën me brisk.
TUIXUMB,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Trumbë për të nxjerrë ujë. *Tullumbi i oborrit. Tullumbi i pusit. Dorëza e tullumbit. Nxjerr ujë me tullumb.*
TULLUMBACE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Qeskë e vpgël prej gome, shumë e nolle, që mbushet me ajër të lehtë a fryhet me gojë dhe lëshohet lart, zakonisht e mbajtur me një flje ose shërben si lodër fëmijësh. *Tullumbace e bardhë (e kuqe, e verdhë, e gjelbër). I fryrë si tullumbace. Fryj tullumbacen. Lëshuan në ajër disa tullumbace. Iu ça tullumbacja. Plasi si tullumbace.*
2. *anat.* Fshikëza e ujit, qeska e ujit; fshikëza e ajrit te peshqit.
3. *bised.* Flluskë. *Tullumbace sapuni.*
TULLUMBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ëmbëlsirë, që bëhet me brume të përzier me vezë, të prerë në copa si kungulleshka të vogla, që, pasi tiganisen me gjalpë, përvëlohen me sherbet; një cope nga kjo ëmbëlsirë. *Tullumba me shurup.*
I’ULLUPAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. I. Shami e bardhë, që e për dor in grate për të lidhur kokën; cipë e hollë dhe e bardhë që e hedhin grate në kokë; çember. *E bëri të bardhë si tullupan.*
*2.* Cope e paster, zakonisht e bardhë, që përdoret për të kulluar qumështin, rakinë ose diçka tjetër të lëugët.
3. *përd. mb.* Shumë i bardhë e i paster. *E lau, e bëri'tullupan.*
TUMANE,~T . *vet. sh.* Çitjane, dimi. *Tumane basme. Mbante tumane.*
TUMBAR *kal,* ~A, ~UR. E nis a e vë në udhë të mbarë një punë, një çështje etj., e vë në vijë, e rregulloj. *Ai e tumbari këtë punë.*
TUMBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tufë.
2. Xhufkë. *Feste me tumbë. Xhokë me tumba.*
3. Majë e zhveshur e një mali ose e një kodre; maja më e lartë e një mali ose e një kodre; vend i ngritur si kodër, breg, sukë. *Tumbë rëre. Tumbë e mbuluar me bar. U ngjit në tumbë. Vështronte nga tumba.*
4. Grumbull drurësh njëri pranë tjetrit që duken si një bregore. *Tumbë arrash (lisash, ahesh). Tumba e ullishtës. Tumba shtogjesh. U futën në mes të një tumbe.*
5. Deng duhani prej katër a pesë vargjesh. *E bënë duhanin tumbë,*
*6.* Grumbull. *Tumbë resh. Tumbë karkalecash. Tumbë milingonash.*
TUMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *arkeol.* Kodërvarr. *Tumë Hire. U zbulua një tumë. Hapën (gërmuan) një tumë.*
TUMIR *kal.,* ~A, ~Ë. Pranoj një gjë si të ven-dosur përfundimisht; jap pëlqimin për diçka, e mi-
ratoj. *E tumirën fjalën (mendimin) e tij. E tumirën të gjithë.*
TUMIREM *vetv.* Mësohem në një vend, ~u për-shtatem kushteve të jetesës dhe e ndiej veten mirë; rregullohem mirë. *U tumir te shtëpia e burr it.*
TUMIRË *ndajf.* Në gjendje të mirë, shëndoshë e mirë, mirë e bukur. *Mirë e tumirë* shumë mirë, s'ka me mirë. *Erdhi (u kthye) tumirë në shtëpi.*
TUMIRËMBEÇ *pasth.* Mbcç me shëndet! (si për-shëndetje kur ndahemi nga një njeri). — *Vnë po ni-sem. Tumirëmbeç!*
TUMOR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mjek.* Rritje e te-përt e indeve të një organi (te njeriu, te kafshët ose te bimët). *Tumor femër (i keq.) Tumor mashkull (i mirë, i butë). Tumor kanceroz. Tumor në tru (në stomak). Hoqi (operoi) tumorin.*
TIIMUL,~A . *sh.* ~A, ~AT *arkeol.* Kodërvarre e vogël. *Tumulat Hire.*
TUN,~I *m.* 1. Ana e kundërt e tehut të thikës, të kosës a të një prese tjetër; pjesa e prapme e trashë e sëpatës, e sqeparit a e një vegle tjetër të tillë, më të cilën godasim gozhdën, pykën etj.; mykë, qyrë. *Tuni i thikës (i latores). Tuni i sëpatës. I ra pykës me tun.*
2. Qyta. *Tuni i pushkës. E goditi me tunin.*
TUND *kal.,* ~A, ~UR. 1. Lëviz dike a diçka disa here e në mënyrë të rregullt sa nga një anë në anën tjetër, sa lart poshtë; lëkund, përkund. *Tund djepin (krevatin). Tund fëmijën. Tund shilarësin. Tund litarin.*
*2.* Lëkund a shkund fort, zakonisht disa here, sa nga një anë në tjetrën, sa para prapa ose sa lart poshtë; lëviz nga një anë në tjetrën ose para e prapa (kokën, krahët etj.). *Tund degën (pemën). Tund kokën* përshëndet dike; pohoj ose mohoj diçka. *Tund bish-tin. Tund këmbët. E tund nga*

*supet. I tund dorën di-kujt* e përshëndet dike. *Zogu tundte krahët. Mos e tund, se po fie. Tërmeti i tundi shtëpitë. Na tundi makina tërë rrugës. Tund shishen kur e laj.*
3. Lëkund lehtë; bën të lëvizë lehtë a të valëvitet diçka në ajër (për gjethet, për flamurin etj.). *Era tundte gjethet (flamurët, rrobat, barin).*
4. Rrah në një enë me një mjet të posaçëm qumështin a kosin për të nxjerrë gjalpë etj. *Tund qumështin (kosin). Tund në tundës.*
*5.* edhe *fig.* E lëviz dike nga vendi ku është ngulur, e bëj të luajë nga vendi; e shkund nga plogështia, e bëj të punojë, e lëviz. *Mezi e tundi nga vendi. S'ka njeri që e tund atë.*
*6. moh.* Nuk me bën të jepem a të luaj nga imja; s'tutem, s'më trembet syri. *S"e tund asgjë. S?më tund dot nga imja. As e vrau, as e tundi.*
7. *bised.* Shquhem, dallohem në një veprimtari a në ndonjë rast tjetër, veproj me force, me vrull e me guxim, e bëj fora, lë nam. *E tunde, Parti, e tunde! E tundën partizanët në luftë. E tundi në mbledhje! E kemi tundur mbrëmë!*
8. Bëj gjithçka, s'lë gjë pa bërë për të arritur një qëllim; bëj përpjekje e zhurmë të madhe për të arritur timen. *Tundi malet. Tundi dynjanë. E tundi, po s'nxori gjë. Do ta tundë për këtë punë.*
•*k* I tund (i luan) bishtin *dikujt keq. shih te* BISHT, ~I. Tund (luan) derën *mospërf.* rri kot; merret me punë pa vlerë, sa për të kaluar kohën. S'i ka tundur djepin *dikujt* nuk ia di moshën, s'ka nga t'ia dijëse ç'moshë ka. I tiwdi (i sakali) dhëmballët (dhënbtt) *dikujt shih te* SHKUL. Tundi këmbën *mospërf.* vdiq. Tund këmbët a) grindet, bën sherr e kërcënohet; e kërkon diçka me këmbëngulje; b) lëviz e përpiqet për të siguruar diçka. Tundi paratë e pagoi me para në dorë, nxori menjëherë paratë nga xhepi. Tundi rrjetën *sport,* shënoi gol. I tundi shkopin *dikujt* e kërcënoi, iu kanos për ta frikësuar; i tundi shpatën. I tundi shpatën (pallën) *dikujt* e kërcënoi dike me armë, e frikësoi me diçka. S'e tund (s'e luan) as topi *shih tek* TOP,~I. Tund (dredh) zinxbirin (tespihet) *shih te* ZINXHIR,~I. Estate tund e mos u shkund punon, por pa dobi; nuk i ka duk puna. Tund degën e allirit *iron, shih tek* ULLI,~RI. Tund këmbet në diell *mospërf. shih te* DIELL,~I. Hyr e dil e tund peshqirin *mospërf. shih te* HYJ.
TUNDAÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Tundës.
TUNDEM *vetv.* L Lëviz disa here e në mënyrë të rregullt sa nga një anë në anën tjetër, sa lart poshtë; lëkundem, përkundem. *Tundem në kolovajzë. Tundej mbi degë.*
*2.* Lëkundem a shkundem fort, zakonisht disa here, sa nga një anë në tjetrën, sa para prapa ose sa lart poshtë; tronditem, lëkundem me force. *U tundën në karrocë (në qerre). U tund dheu. Shtëpitë u tundën nga themelet. U tundën xhamat.*
3. *vet. veta HI.* Lëkundet lehtë; lëviz lehtë a valë-vitet në ajër (për gjethet, për flamurin etj.). *Gruri tundej ngadalë. Flamurët tundeshin në ajër.*
4. edhe *fig.* Eci duke kërcyer pak sa nga e majta në të djathtë; shkoj duke u lëkundur sa nga një anë në tjetrën, lëkundem (nga lodhja a nga të pirët). *Tundej si i pirë. Tundej e shkundej* mbahe j më të madh, kapardisej. *Tundej rëndë-rëndë. Shkonte (ecte) duke u tundur.*
5. edhe *fig. bised.* Lëviz nga vendi ku jam ngulur, luaj nga vendi; shkundem nga plogështia, nis të pu-noj, lëviz. *Tundu, ç'prel? S'tundet nga vendi. Ska ndërmend të tundet që andej. E bëri që të mos tundet nga vendi* e rrahu shumë. *Ra dhe s'u tund. Po s'u tunde vetë, s'fiton gjë.*
6. *moh.* Nuk jepem, nuk dorëzohem, nuk luaj nga imja; nuk tutem, s'më trembet syri. *Luftoi dhe s'u tund fare. Partizanët qëndruanpau tundur. Mbahu, mos u tund! S'u tund nga e tija. Pushka bam, po ai nuk tundej. Muri tundet, burri s'tundet. fj. u.*
7. *Pës. e* TUND.
• U tund vendi a) lëvizën të gjithë, s'mbeti njeri pa luajtur; b) u ndie kudo, s'mbeti njeri pa e dëgjuar, bëri shumë bujë. S'tundet (s'lëviz) nga vendi *shih te* VEND,~I.
TUNDËLLOJfca., ~OVA, ~UAR. *shih* TUNDU-LLOJ.
TUNDËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT *gjeogr.* Tokë e gjerë pa pyje e me bimësi të varfër në pjesën ju-gore të brezave arktikë, me klimë të ashpër dhe me ngrica të përhershme.
TUNDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Enë druri e gjatë dhe e ngushtë, me fund pak më të gjerë se gryka, në të cilën rrahin qumështin ose kosin për të nxjerrë gjalpin; dybek; shkop i gjatë prej druri me një rrotëz në fund, më të cilin rrahin qumështin a kosin në këtë enë, filiç.
Moan vezë në tundës *shih te* VEZË,~A.
TUNDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve TUNDOJ, TUN-DOHEM. *Tundim i rrezikshëm (i madh). E largoi tundimin. I qëndroi tundimit.*
TUNDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TUND, TUNDEM.
2. Lëvizja që bën diçka kur tundet, lëkundje. *Tundjet e tërmetit. Tundjet e qerres.*
3. *krahin.* Tundës.
TUNDOHEM *vetv.* 1. Me nxit e me tërheq diçka e keqe që nga jashtë duket e bukur a fitimprurëse, shtyhem të bëj diçka të keqe, me prishet mendja nga diçka a nga dikush dhe bie në gabim; joshem, tërhi-qem, mashtrohem nga diçka a nga dikush; *fet.* me nget i ligu, me shtie në ngasje dhe bie në mëkatë.
2. Me prishet qetësia, shqetësohem, mërzitem.
3. *Pës. e* TUNDOJ.
TUNDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shtyj a nxit dike të bëjë diçka të keqe duke ia paraqitur si të bukur a fitimprurëse, e çoj në rrugë të keqe, i prish men-djen dhe e bëj të bjerë në gabim, ngas; josh, tërheq, mashtroj; *fet.* e shtie dike në ngasje, e shtyj që të bjerë në mëkatë. *miri të ndihmon, i ligu (i keqi) të tundon.fj. u.*
*2.* E mundoj dike; i prish qetësinë dikujt, e shqe-tësoj, e mërzit. *Nuk e tundon asgjë.*
TUNDSHËM (i), ~ME (e) *mb. drejt. shih* LUAJT-SHËM (i), ~ME (e) 3. *Pasuri e tundshme.*
TUNDUBlSHTJE,~A . *zool.* Bishtatundës.
TUNDUES,~E *mb.* 1. Që të shtyn a të nxit të bësh diçka të keqe duke ta paraqitur si të bukur a fitimprurëse, që të prish mendjen dhe të fut në gabime, ngasës; joshes, tërheqës, mashtrues. *Ndjenjë tunduese. Pamje tunduese. Zë tundues.*
2. Që të mundon, që të prish qetësinë, shqetësues, që të mërzit. *Mendim tundues.*
TUNDULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E tund dhe e lëkund diçka fort disa here, e shkund me force. *E tundulloi shishen.*
TUNEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Rrugë që hapet nën tokë, duke shpuar tejpërtej një mal, një kodër etj. për të kaluar treni a automjetet, një rrjedhë uji etj. *Tunel i gjatë (i*

*madh, i vogël, i gjerë, i ngushtë). Tunel natyror. Tuneli i Rrogozhinës. Tuneli i hidro-centralit. Tunel uji. Makinë tunelesh. Treni hyri në tunel. Hapën një tunel.*

*2.* Zgavër e madhe dhe e thellë, që bëhet nën dhe ose brenda në një shkëmb për qëllime ushtarake, për mbrojtje etj. *Tunel për strehim. U futën në tunel. Nxorën aeroplane! nga tuneli.*

3. *tek.* Furrë në trajtën e një korridori të ngushtë, që shërben në industri për qëllime të ndryshme. *Tuneli i fermentimit. Tuneli i tharjes. Tunele të pjekjes. Thaj në tunel.*

4. *min.* Galeri. *Balli i tunelit. Gërmon në tunel.*

5. *fig.* Rrugë me drurë të mëdhenj e të dendur në të dy anët, që mbulohet nga degët e tyre. *Tunel i gjel-bër. Tunel me hije.*

TUNELIZIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Hapja e tuneleve për strehim. 2. Mbrojtja e popullsisë dhe e mjeteve të rëndë-sishme duke i vendosur nëpër tunele. *Tunelizimi i mjeteve të rënda luftarake (i fabrikave).*

TUNGJATJETA *pasth.* 1. Përdoret si përshëndetje Jcur takohemi me dike, me kuptimin "t'u zgjattë jeta"! *Tungjatjeta, të dashur miq! Tungjatjeta, si je?*

*2.* Përdoret kur duam ta bëjmë bisedën të thjeshtë e të ngrohtë ose kur duam të qesëndisim. *Tani, or tungjatjeta, s'ka me kisha e xhami. Jo, or tungjatjeta, s'tm kam ngenë. Pse, or tungjatjeta, pak të kanë ndih-muar?*

TUNIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *hist.* Veshje e brendshme a e jashtme prej leshi a prej liri, zakonisht e bardhë, si këmishë, me mëngë dhe e gjatë deri te gjunjët, që e mbanin romakët e vjetër. *Tunikë e bardhë. Tunikë e leshtë. Tunikë burrash (grash).*

*2. anat., bot.* Vemesë.

TUNXH, ~I *m. min.* Metal jo i thjeshtë, që del nga lidhja e bakrit me zinkun. *Tunxh i petëzuar. Kandil (zile) tunxhi. Dorezë (çelës) tunxhi. Ngjyrë tunxhi. Reparti i petëzimit të tunxhit.*

TUNXHTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej tunxhi, që është punuar me tunxh. *Dorezë e tunxhtë.*

TUPAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shtypës hudhrash zakonisht prej druri. *Tupaku i hudhrave.*

TUPAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Daulle, lodër.

• Iu be barku tupan *mospërf.* u fry së ngrëni, iu be barku daulle, iu be barku kacek. E vunë në tupan a) *dike* e talien përpara të gjithëve, e përqeshën botërisht, e bënë gazin e botës; b) *diçka* e tella-Jlisën anembanë, e trumbetuan në të katër anët. E bedh vallen (kërcen) si të bjerë tnpani *keq.* sillet e vepron sipas rastit e si t'i leverdisë, i hedh këmbët sipas daulles.

TURANIK,~E *mb. gjuh.* Që bën pjesë në një fa-milje të gjerë gjuhësh, të cilat fliten nga një varg po-pujsh në Azi e në Evropë, si turqit, tartarët, bashkirët, azerbajxhanasit, uzbekët, turkmenët, kirgizët, jakutët etj. *Gjuhët turanike.*

TURBË,~A . Torfë.

TURBlNË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Rrotë me bisht të forte e me fletë rreth e rrotull, që vërtitet me anë të forces së ujit, të avullit ose të gazit dhe që vë në lëvizje gjeneratorin. *Turbine elektrike. Turbine me ujë (me avull). Turbinat e hidrocentralit. Fletët e turbines. Hidrocentral me katër turbina. Reparti i turbinave. U vu në prodhim turbina e dytë.*

TURBULL *ndajf.* 1. Duke qenë i përzier me lëndë të tjera jo të pastra ose me diçka të trashë (për lën-gjet); duke pasur ujë jo të kulluar (për lumin etj.). *Ka ardhur lumi turbull.*

2. Me re a me mjegull, vrenjtur, jo kthjellët (për kohën). *Moti qenka turbull sot. Duket qielli turbull.*

3. Në mënyrë që nuk shihet a nuk duket mirë, jo qartë, errët; nëpër të, jo kthjellët; *kund.* qartë. *Duke} turbull. Shikoj turbull.*

4. *fig.* Jo mirë, jo më të gjitha hollësitë; jo qartë, si nëpër të. *Me kujtohet turbull. Me vjen ndermend turbull.*

5. Në gjendje jo të mirë shpirtërore, pa qejf, me mërzi; si i sëmurë, jo i mirë. *Jam turbull sot. Ndjehem turbull.*

TURBULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve TURBULLOJ, TURBULLOHEM. *Turbullimi i ujit. Turbullimi i mendjes. Kam një turbullim. 2.* Turbullirë. *Ka turbullime.*

TURBULLIRË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Të qenët i turbullt; pjesa e turbullt e ujit a e një lëngu tjetër, ujë i turbullt a diçka tjetër e turbullt; lluburdinë. *Kulloi turbullira në fund. Kanë rënë turbullirat e lumit. Ajo ishte turbullirë, jo raki. I iku turbullira* u kthjellua.

2. Kohë e keqe me re a me mjegull, kohë e trazuar, kohë e turbullt. *Ka qenë turbullirë sot. Tërë javën turbullirë ka bërë.*

3. Gjë e paqartë, diçka që mezi duket, diçka c turbullt. *Duke} një si turbullirë atje tutj'e.*

4. *fig.* Gjendje shpirtërore e shqetësuar, mungesë qetësie shpirtërore; gjendje e shqetësuar e organizmit kur nuk flemë mirë, kur nuk hamë me rregull, kur jemi të sëmurë etj.; çrregullim në një organ të trupit. *Turbullirë nervore (mendore). Turbullirë në të pare. Kam një turbullirë në stomak.*

5. *kryes. sh. fig.* Lëvizje e paorganizuar e masave a e një grupi të veçantë, që bëhet për të shprehur pa-kënaqësinë ndaj regjimit në fuqi dhe që sjell pështje-llim; trazirë. *Turbullira politike. Turbullira të brendshme (të reja). Periudhë me turbullira. Bënë (shkak-tuan) turbullira.*

*6. fig.* Rrëmujë, çrregullim me zhurmë. *U be pak turbullirë në klasë. Bëri turbullirë.*

TURBULLOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Bëhet i turbullt duke u tundur a duke u përzier me lëndë të tjera jo të pastra ose me diçka të trashë, humbet kthjelltësinë, bëhet i patejdukshëm (për ujin dhe për lëngje të tjera të kulluara); *kund.* kullohet; kthjello-het. *U turbullua uji. U turbullua lumi.*

2. *vet. veta III.* Prishet, bëhet me re, me shi etj. (për motin). *U turbullua moti (qielli).*

3. *vet. veta III fig.* Bëhet jo i qartë, ngatërrohet, prishet; trazohet e pështjellohet; ndërlikohet, bëhet i turbullt. *U turbullua gjendja. U turbulluan marrëdhë-niet. U turbullua puna.*

*4. vet. veta III fig.* Humb qartiSinë, errësohet, nuk është me i kthjellët; *kund.* kthjellohet. *Iu turbulluan mendimet, Iu turbullua gjykimi. Iu turbullua koka.*

*5. fig.* Me merren mendtë, trullosem, shastisem; shqetësohem, me prishet gjaku; mërzitem. *U turbullua fare. Iu turbullua gjaku. Nuk turbullohet kurrë* nuk shqetësohet për asgjë, nuk e can kokën. *Mos u turbullo!*

*6. Pës. e* TURBULLOJ.

• Iu turbullua (iu prish) gjaku *sluh te* PRISHEM.

TURBULL'OJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1, E bëj të turbullt ujin a një lëng tjetër të kulluar, duke e përzier, duke e tundur, duke i hedhur brenda lëndë të tjera jo të pastra ose diçka të trashë, ia humb kthjelltësinë, e bëj të

patejdukshëm; *kund.* kulloj. *E turbulloi verën (rakinë). Shirat e turbulluan lumin.*
*2. fig.* Bëj rrëmujë me qëllim që të ngatërroj diçka që është e rregullt ose që shkon mirë; fut grind je ndërmjet njerëzve, që t'i ngatërroj e të prish marrë-dhëniet e tyre; shkaktoj trazira a pështjellime me pa-ramendim, ngatërroj e ndërlikoj gjendjen, e bëj të turbullt. *E turbulloi mbledhjen. I turbulloi marrëdhëniet. Nuk e lëmë të na turbullojë.*3. *fig.* E bëj dike tI humbë qartësinë e raendimit, i errësoj gjykimin, i prish kthjelltësinë e mendjes; " bëj diçka *Xi* errët e të paqartë; *vet. veto III mi* errëson mendjen, me trullos; *kund.* kthjelloj. *tur-bulloi gjykimin (mendjen). I turbulloi ndirgjegjen. Me turbulloi dielli. E turbulloi rakia (vera).*
4. *fig.* la marr mendjen dikujt, e trullos, e hutoj, e shastis; e shqetësoj dike, i prish gjakun; e mërzit. *turbulloi kokën. E turbulloi me fjalë. E turbulloi kot. 1 turbulloi gjakun. Pse ta turbulloj? Mos me turbullo!*
Turbullon (ngatërron) ujërat (ujin) *shih tek* UJË, ~I. Nuk turbullon ujë nuk ngatërron njeri, nuk prish punë. As turbullon, as kthjellon a) rri mënjanë, as ndreq as prish; b) është njeri që s'të kryen punë, është fare i qullët.
TURBULLT (i,e) *mb.* 1. Që ka brenda lëndë të tjera jo të pastra ose diçka të trashë, që nuk është i kthjellët dhe i tejdukshëm, jo i kulluar (për ujin a për një lëng tjetër); *kund.* i kulluar; i kthjellët; i qartë. *Ujë i turbullt. Verë (raki) e turbullt. Gjak i turbullt. Lumë i turbullt.*
2. Që është me re a me mjegull, i trazuar, i vrenjtur (për qiellin, për motin). *Qiell i turbullt. Kohë e turbullt. Mot i turbullt. Ditë e turbullt.*
3. Që nuk duket qartë, jo i kthjellët, jo i kulluar; *kund.* i qartë. *Dritë e turbullt. Figure (fotografi) e turbullt. Pamje e turbullt.*
4. Që nuk dëgjohet mirë, jo i qartë; që nuk shqip-tohet me tinguj të dallueshëm; *kund.* i kthjellët. *Zë i turbullt. Shqiptim i turbullt.*
5. *fig.* Që është i errët dhe i paqartë, jo i kthjellët; që të trazon pa e kuptuar mirë e nuk të ië të qetë. *Kujtim i turbullt. Mendim i turbullt. Ndjenjë e turbullt.*
6. *fig.* I shqetësuar, pa e pasur të qartë ç'të bëjë. *Ishte në gjendje shpirtërore të turbullt.*
7. *fig.* Që shpreh zemërim, i zymtë, i ngrysur. *Vësh-trim (shikim) i turbullt.*
8. I mbushur me trazira, i pasigurt, i pështjelluar. *Gjendje e turbullt.*
9. *fig.* I paqartë, që s'njihet a s'dihet mirë, i dyshimtë. *Në rrethana të turbullta. Mbeti e turbullt për mua.*
• Peshkon në ujë të turbullt (në ujëra të turbullta) *keq. shih te* PESHKOJ.
TURBULLUAR (i,e) *mb.* 1. Që është përzier me lëndë të tjera jo të pastra, që ka humbur kthjelltësinë, që është bërë i turbullt; *kund.* i kulluar. *Ujë i turbulluar. Vjen lumi i turbulluar.*
*2. fig.* I hutuar, i trullosur; i shqetësuar, i mërzitur. *Me mendje të turbulluar. Me gjak të turbulluar. U ngrit i turbulluar.*
TURBULLtJES,~E *mb.* 1. Që të ngacmon e të merr mendjen, që të turbullon. *Aromë (erë) turbulluese. Pamje turbulluese.*
*2. fig.* Që shkakton rrëmujë me qëllim, që për-piqet të keqësojë gjendjen a të prishë qetësinë, që shkakton trazira. *Elementë turbullues.*
3. *fig.* Që të sjell shqetësim të brendshëm, që të errëson gjykimin. *Mendim turbullues.*
TUREÇKË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT *Bised., përçm.* Turinj. *Rri me tureçka* rri me inat. *ka varur tureçkat* është zemëruar. *la drodhi tureçkat* e qëlloi me pëllëmbë në fytyrë.
TURFULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes TURFULLOJ. 2. Turfullimë.
TURFULLIMË,~A . *sh.* ~A, —AT. Zhurma që bin kali etj. kur turfullon; zhurmë e mbytur që del menjëherë. *Turfullima e kalit. Turfullimë kafshe. Turfullima e dhive. Turfullima e lokomotivës (e trak-torit).*
TURFCLLOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Nxjerr ajrin nga hundët dhe nga goja me zhurmë kur është i lodhur a i egërsuar ose kur ka frikë; shfryn me force nga hundët; sfytyrin (zakonisht për kalin). *Turfullon kali (derri, bualli).*
2. *vet. veta III.* Nxjerr një zhurmë të mbytur, të zgjatur e të rëndë, lëshon gërvima të mbytura. *Ka~ mioni turfulloi dhe u nis. Një traktor turfullonte në are.*
3. *fig. bised.* Shfryj tërë inat, nxjerr dufln ose ze-mërimin kundër dikujt a diçkaje duke shfryrë e duke share, duke murmuritur me vete, shfryj me vete nga marazi. *Turfullonte nga inati.*
TURl,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Pjesa e për-parme e kokës së kafshëve, që është zakonisht e zgjatur dhe ka go jën, nof ullat e hundën. *Turi i zgjatur (i shtypur). Me turi të kuq (të bardhë). Turiri i deles (i kalit, i lopës, i gomarit). Turiri i qenit (i maces, i miut). Me pika në turi. Futi turinjtë në kovë. I vuri viçit shportëz në turi.*
*2.* Pjesa e zgjatur poshtë ose përpara e kokës së disa kafshëve, noçkë, feçkë. *Turiri i derrit (i elefantit). Të gjithë derrat një turi kanë. fj.u.* të gjithë të këqijtë njësoj janë.
3. *keq., shar.* Pjesa e fytyrës së njeriut, që ka gojën, nof ullat dhe hundën; fytyra e njeriut; surrat. *Zgjati turinjtë. E goditi turinjve. la përplasi derën në turi. E ka turirin si të miut. S'ia sheh dot turirin. U be edhe turiri i tij të shajë!*
*A.* Pjesa e përparme dhe zakonisht e dale e auto-mobilit, e traktorit, e lokomotivës etj. *Turiri i kamionit (i veturës). Ekskavator me turi çeliku.*
•*k* Fut turinjtë (hundët) *në diçka keq. shih te* FUT. Ka turinj (hundë) *shih te* HUNDË,~A. Nuk ka turinj (bundë) për *dike a për diçka mospërf. shih te* HUNDË,~A. Mbledh (tharton, rrudh, përdredh, shtrembëron) turinjtë (buzët, hundët) *shih te* BUZË,~A. la bëri turinjtë (hundët) përshesh *dikujt shih te* PËRSHESH,~I. E priti me turinj (tire hundë, me hundë e buzë) *shih te* HUNOË,~A. Me turinj (me buzë, me hundë) varur *shih te* VARUR. Then turinjtë *shih tek* THYEJ. I theu (i dërrmoi) turinjtë (hundët, brinjët, dhëmbët, nofullat) *dikujt përçm. shih tek* THYEJ. I vari (i lëvari, i lëshoi) turinjtë (buzët, hundët) një pëllëmbë *shih te* VAR.
TURIBARDHË *mb.* Që e ka turirin të bardhë (për kafshët). *Qen (dem) turibardhë.*
TUR1BOLLË *mb. shar.* 1. Që e ka fytyrën të trashë e të fryrë si të bollës. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
TURIDERR,~E *mb. shar.* 1. Që i ka nofullat të zgjatura e të kthyera pak lart si të derrit.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ai turi-derri e shau.*TURIKUQ,~E *mb.* 1. *bised.* Që e ka fytyrën të kuqërremtë, që është i përskuqur në fytyrë.

2. *si. em.* ~E, ~JA . *sh.* ~E, ~ET. Dhi ose dele me turi të kuq. *Humbi twikuqja.*

TURIMACE *mb. shar.* I. Që e ka fytyrën të vogël, të tnbledhur e të itnët si turiri i maces.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Kishte shpi-fur ajo turimacja.*

TURIMAJMUN,~E *mb. shar.* 1. Që e ka fytyrën të shëmtuar si turiri i majmunit.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit). *Ai turimajmuni na prishi punë.*

TURIMl *mb. shar.* 1. Që e ka fytyrën fare të vogël, të nolle dhe shumë të hequr si turiri i miut.

*2. Përd. em. m.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njjerëzit). *S'e shoh dot me sy turimiun.*

TURIQEN,~E *mb. shar.* 1. Që i ka nofullat të mëdha e të zgjatura përpara si të qenit.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Erdhi edhe luriqeni!*

TURISPEC,~E *mb. keg., shar. 1.* Që e ka turirin të gjatë e të tërhequr si spec; që e ka ngjyrën e fy-tyrës të kuqërremtë të ndezur.

2. *fig.* Inatçi, zemërak, që merr inat menjëherë.

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për nje-rëzit). *la punoi ai turispeci. Ishte një turispec ai, që s'durohej.*

TURIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën udhëtime në vende të ndryshme për të pushuar, për t'u argëtuar, për të parë gjërat e rralla, veprat e mëdha, bukuritë e natyrës etj.; ai që shëtit në vende të bukura e të pa-njohura për kënaqësinë e vet. *Turistë të huaj. Udhë-tdnte si twist. Shoqëron twister.*

TURISTlK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me udhëtimet dhe me lëvizjen e turistëve; që ka lidhje me turistët ose me turizmin; i turizmit ose i turistëve. *Udhëiim (ekskursion, lundrim) turistik. Veshje (pajisje) tu-ristike.*

2. Që të tërheq me gjërat e rralla ose me bukuritë e natyrës, që është i përshtatshëm për turizëm ose që vlen të vizitohet nga turistët; që është për turistët. *Qytet (vend) turistik. Pike (zone) turistike. Hotel turistik.*

TURIT (TURIS) *kal.,* ~A, ~UR. I flas që të lar-gohet, e përzë, e dëboj; e tremb, e trumhas (zakonisht për shpendët dhe për kafshët). *Turiti pulat (delet).*

TURIVARUR *mb. keq.* 1. Që i ka lëshuar buzët nga pakënaqësia, nga zemërimi, nga mërzia etj.

2. *përd. ndajf.* Me buzët varur, duke qenë i pakë-naqur a i zemëruar. *Shfryu turivarur. Rrinte turivarur. Me vështroi turivarur.*

TURIVRARË *mb. keq.* Që është i ngrysur në fytyrë, qe nuk i qesh buza kurrë; i zymtë e i mërzitur.

TURlZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Rrjetë teli në trajtë shportëze, që i vihet në turi qenit që të mos kaf-shojë ose ndonjë kafshe tjetër që të mos kapë gjë me gojë. *Turiza e qenit. Turiza e viçit. I vuri (i hoqi) turizën.*

TURIZËM,~MI *m.* Udhëtime në vende të ndryshme, që organizohen zakonisht nga një grup njerë-
zish për të pushuar, për t'u argëtuar, për të parë gjërat e rralla, veprat e mëdha, bukuritë e natyrës etj.; veprimtaria për organizimin dhe zhvillimin e këtyre udhëtimeve. *Agjensia e turizmit. Zhvillimi i turizmit. Bën turizëm.*

TURIZI, ~ZEZË *mb. shar.* 1. Që e ka fytyrën të zeshkët a të nxirë.

2. *fig.* Që është gjithnjë i vrenjtur a i zymtë në fytyrë, që nuk i qesh buza kurrë; nursëz. *Njeri turizi.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Erdhi turiziu.*

TURJELË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Vegël për të hapur vrima në dru, në metale e në sende të tjera të forta, që përbëhet nga një shufër çeliku, zakonisht e përdredhur rreth vetes, me vjaska të thella e me majë të mprehtë dhe që rrotullohet me anë të një do-reze ose me makinë. *Turjelë e madhe. Turjelë dore. Turjelë druri (hekuri). Turjela e sondës. Makinë me turjelë. Shpoj (hap vrima) me turjelë. lu ngul si turjelë.*

2. Vegël dore e vogël, që përbëhet nga një tel i spërdredhur ose nga një shufër metali me vjaska e nga një dorezë dhe që përdoret për të nxjerrë tapat e shisheve; nxjerrëse tapash. *E nxori tapën me turjelë.*

3. *fig. keq.* Njeri që kërkon të mësojë çdo gjë me hollësi, ai që zhbiron e mundohet të zbulojë çdo të fshehtë, zhbirues, biramel. *Është një turjelë ai!*

TURK,~KU *m. sh.* ~Q, ~QIT. 1. Banor vendës i Turqisë ose ai që e ka prejardhjen nga Turqia. 2. *vjet.* Mysliman. Koka e turkut dashi i kurbanit.

TURK,~E *mb.* Që lidhet me Turqinë ose me tur-qit, që është karakteristik për Turqinë ose për turqit, i Turqisë ose i turqve; që është krijuar nga turqit. *Populli turk. Shteti turk. Popullsi turke. Gjuha turke. Fjalë turke. Voile (muzikë) turke. Kafe turke. Banjë turke.*

TURKESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *Fem. e* TURK, ~U.

TURKOSHAK,~E *mb. keq.* 1. Turk. *Pasha tur-koshak. Krerët turkoshakë. Taborr turkoshak. Emër turkoshak.*

*2.* Që vepron a qeveris me mënyra të prapambetura e të vrazhda; që u përmbahet zakoneve të vjetëruara e prapanike; që ka mendime e sjellje të trasha; ana-dollak. *Regjim turkoshak. Mendime (paragjykime) turkoshakë.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Luftonin me turkoshakët.*

TURLl,~A *gjell.* 1. Gjellë që përgatitet duke përzier perime të ndryshme (zakonisht domate, qepë, speca, patëllxhanë, bamje etj.). *Mish me turli. Tavë turli.*

2. *përd. mb.* I ndryshëm; që përmban lloje të ndryshme, që bëhet me lloje të ndryshme, i përzier; gjith-farë, i gjithfarshëm; lloj-lloj. *Turli mendimesh (fja-lësh). Turli njerëzish (popujsh). Turli punësh (gjërash, sendesh). Turli gjellësh (pijesh).*

TURMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Tufë, kope, *Turmë kuajsh (qensh).*

2. Grumbull i madh dhe i paorganizuar njerëzish, grup i çrregullt njerëzish. *Turmë grash (të vegjlish,të rinjsh). Turmë tifozish. Britmat e turmis. Humbi (u fut) në turmë.*

3. Populli i thjeshtë, gjoja i paorganizuar e i pa-ditur, sipas vlerësimit përbuzës të klasave të pasura dhe të intelektualëve borgjezë. *Paria dhe turma.*

TURN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. *shih* NDËRRESË, ~Ai. *Turni i parë (i dytë, i iretë). Turni i par adit ei (i nates). Përgjegjës turni. Punë me turne. Mori (filloi) turnin.*

TURNE,~U *m. sh.* ~, ~TË. 1. Udhëtim i gjatë në disa vende me radhë, që bëhet sipas një rrugëtimi të vendosur që më parë dhe për qëllime të caktuara; udhëtimi në disa vende njëri pas tjetrit i një trupe teatrale, i një ansambli artistik, i një artisti etj. për të dhënë shfaqje. *Turne artistik. Turneu i parë (ifundit). Gjatë turneut. Bëri një turne. U kthye nga turneu.*

2. *sport.* Garë e gjatë sportive, që zhvillohet ndër-mjet disa pjesëmarrësve sipas një radhe të caktuar që me pare. *Turne ballkanik (ndërkombëtar). Turne miqësor. Turneu i shahut (i basketbollit, i futbollit). U nis për një turne.*

TURP,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *zakon. nj.* Ndjenjë e forte turbullimi e hutimi, që na lind kur bëjmë diçka të pahijshme a të pandershme, kur gabojmë, kur nuk ia dalim mbanë një pune, kur na fyen ose kur na vë në lojë dikush etj.; druajtje e madhe përpara dikujt, ndjenjë që na pengon t'i dalim përpara dikujt, t'i flasim etj.; frikë se mos dalim keq ose se mos bëhemi qesharakë para të tjerëve. *Me turp të madh. Njeri pa turp. Ndjenja e turpit. U be me turp. Ha (rri) me turp. E zuri turpi. Me vjen turp. Kam turp. Të kesh turp! U skuq nga turpi. E ka për turp. Është pa pike turpi. U afrua me turp. la hoqi turpin. I iku turpi. I ka plasur turpi. keq.* nuk turpërohet për asgjë, i ka plasur cipa. *Kishte turp të dilte në skenë. Turpi të lë pa bukë. fj. u.*

2. Punë a sjellje e pahijshme dhe e pandershme që të ngjall përbuzje, gjë e turpshme; njollë e keqe që i mbetet dikujt për një punë të tillë të ulët; ai që e ka këtë njollë; *kund.* nder. *Turp i rëndë. Kishte bërë turpe. S'bëri ndonjë turp. Vdiq me turp. Dështuan me turp. E lau turpin. S'është turp të pyesësh. Është turp të ftasësh kështu! Ç'janë këto turpe? I mbeti turpi në derë. U be turpi i klasës. Nuk i la turp shtëpisë. S'e duroi turpin.*

• E mbuloi me turp *dike* e turpëroi. Buka s'ka turp (marre) kur të ka marrë uria, ha sa të ngopesh, mos u druaj nga të tjerët. Puna s'ka turp *fj.u.* nuk është turp të punosh, puna është nder. E ka ngrënë turpin me bukë *shih te* HA. S'e ha (s'e ngjyen) turpin me bukë *shih te* BUKË,~A. Ia la turpin (koren) te dera e turpëroi, e fëlliqi dhe iku. E mbërthyen (e gozh-duan, e vunë) *dike* në shtyllën e turpit *libr. shih te* SHTYLLË,~A.

TURPEMADH,~>E *mb. keq.* Që ka bërë shumë punë të turpshme a të pandershme; i pandershëm.

TURPËRI,~A . Punë a sjellje e pahijshme dhe e pandershme që të ngjall përbuzje; turpe. *Ç'është kjo turpëri!*

TURPËRtM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TURPËROJ, TURPËROHEM.

TURPËROHEM *vetv.* 1. Me lind ndjenja e turpit nga diçka e pahijshme a e pandershme, bëhem me turp; me nxihet faqja; druhem, me vjen turp para
dikujt. *U turpërua menjëherë. Turpërohet shumë. S"ke turp ti turpërohesh! V turpërua kur e pa.* 2. *Pis. e* TURPËROJ.

TURPËROJ *kal.,* ~-OVA, ~UAR. 1. E bëj me turp dike, i ngjall turpin me diçka të pahijshme a të pandershme; i nxij faqen; e fyej dike përpara të tjerëve, e bëj që ta tallin të tjerët; bëj që të druhet para të tjerëve. *Turpëroi familjen (prindërit, vëllezërit, motrat). Mos na turpëro! Nuk na turpëron djali. E turpëroi në sy të të gjit hive.*

2. I marr nderin, e shnderoj, e dhunoj, e përdhu-noj. *Oeshi ta turpëronte. U hodkën nga shkëmbi, që të mos i turpëronin.*

TURPËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që e ka zënë turpi, me turp. *Iku* i *turpëruar. Rrinte kokulur e i turpëruar.*

2. Që është bërë me turp, që është njollosur bo-tërisht. *Mbeti i turpëruar për tërë jetën.*

TURPSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që turbullohet e hutohct shpejt nga diçka e pahijshme a e pandershme, që turpërohet shumë; që druan shumë përpara të tjerëve, që ka turp, që nuk ka guxim, i druajtur; që shpreh turp. *Djali i turpshëm. Vajzë e turpshme. Fë-mijë të turpshëm. Vështrim i turpshëm.*

2. Që është i ulët dhe i pandershëm, që të ngjall përbuzje, që është në kundërshtim me morahn dhe me normal e shoqërisë; që të bën me turp, që të nxin faqen; që është për turp, që mbaron me turp. *Fjalë të turpshme. Punë të turpshme. Sjellje e turpshme. Tërheqje e turpshme. Vdekje e turpshme. Njollë e turpshme.*

TURQËRf,~A *përmb. Bised.* Turqit. *Skënderbeu e dërrmoi twqërinë.*

TURQISHT *ndajf.* Në gjuhën turke. *Flet turqisht*

TURQISHTE,~JA Gjuhë e familjes turanike që flitet kryesisht në Turqi, gjuha turke. *E di turqishten.*

TURQlZËM,—MI *m. sh.* ~A, ~AT *gjuh.* Fjalë a shprehje turke, që ka hyrë në gjuhën tone ose në një gjuhë tjetër. *Turqizmat në gjuhën shqipe. E pas-truan gjuhën nga turqizmat.*

TURSHl,-~A . *sh.* ~, ~TË *gjell.* 1. Perime të ndryshmc (zakonisht domate të papjekura, speca, tranguj, patëllxhanë e lakra), që vihen në ujë me kripë ose në uthull për t'i regjur e marrin një shije të ve-çantë. *Turshi e përzier. Kade (qyp) me turshi. Bëj (vë) turshi.*

TURTULL,~I *m. sh.* ~J, ~JT *zool.* Zog shtegtar, me i vogël se pëllumbi, me kokë të vogël, me bisht të gjatë e me pendë të përhime, që jeton nëpër pyje e që këndon bukur. *Mish turtulli.*

TURTULLIT (TURTULLIS) *joked.,* ~A, ~UR *bised.* Flas shumë, pa ndërprerje e pa i menduar mirë fjalët, dërdëllit, llomotit, bluaj. *Turtullit kot.*

TURR,~I m. Vrull; hov. *Turr i papërmbajtur. Mori turrin. la preu turrin. U hodh (u lëshua) me turr. Hyri me turr.*

TURRA,~JA. *sh.* ~, ~TË. *shih* TURRË,~A n.

TURRAHl,~A. *bised.* 1. Dredhi në fjalë, qëndrimi i atij që i bën lak fjalës.

2. Potere që bën dikush kur është i inatosur. *E priti gjithë turrahi.*TURRAHlT (TURRAHlS) *kal.,* ~A, ~UR *bised. V* shmangem pyetjeve a fjal4ve te dikujt me dredhi, i drcdhoj, i bëj bisht, i bëj lak fjalës.

TURRAVRAP *ndajf.* Me shpejtësi, më të katra, në pike të vrapit. *Iku (u sul) turravrap. E kishte lë-shuar kalin turravrap.*

TURREM *vetv. 1.* Vërsulem më të shpejtë drejt dikujt a drejt diçkaje, hidhem me vrull mbi dike a mbi diçka; marr hov e lëshohem me vrap përpara, sulem; vete me vrap diku. *lu turrën qentë. Turrem me vrap (me të shpejtë). Fëmijët u turrën në det. Çeta u turr mbi armikun. lu turr përsipër. lu turr nga prapa. U\turr në mes të flakëve. U turr ta shpëtonte. Turru deri te vëllai e shiko a është aty! U turrën tërë njerëzit në sheshin e fshatit.*

*2. fig.* I sulem dikujt me fjalë a me kërcënime, i vërsulem, e sulmoj. *lu turr me fjalë. lu turr me zemërim (me tërbim). Mos m'u turr mua për këtë!*

3. *vet. veta 111 fig.* Vjen me vrull e me kërcënim, na sulmon e na rrezikon. *Po u turret një rrezik i madh.*

TURRË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grumbull drush të vena me rregull njëra mbi tjetrën, stive; grumbull sendesh të një lloji. *Turrë drush. Turrë librash (fletoresh). Turrë rrobash. Turrë kashte* disa duaj kashte të lidhur së bashku. *vuri drutë turrë.*

2. Tufë, grup. *Ka një turrë fëmijë.*

3. Torkë, shkul leshi, pambuku etj.; katër-pesë shkule të lidhura së bashku. *Turrë leshi (pambuku). E bëj fillin turrë. Trikoja do katër turra.*

4. Topth që bëhet me bukë të përsheshur, me dja-thë e me gjalpë, të ngjeshur në një shami dhe që e marrin fëmijët

në dorë; topth buke, brumi etj., që e bëjnë për t'ua futur shpendëve në gojë (sidomos për të mëkuar gjelat e detit). *dha një turrë në dorë. E ushqeu me turra buke. E bëri bukën turra.*
• Është bërë turrë a) është mbledhur grusht; b) nuk dëgjon nga veshët, është shurdhuar.
TURRË,~A II *sh.* ~A, ~AT. 1. Shami a pesh-qir, që e përdredhin mirë, e lidhin nyjë nga njëra anë dhe e përdorin për të goditur më të në disa lodra (kapuçash, filxhanash, unazash); loja që bëhet me këtë shami a peshqir. *E bëri turrë shaminë. E qëlloi me turrë. I dredh flokët si turrë.*
J2. *hist.* Vula e sulltanëve në shkresat e në paratë e Perandorisë Ostnane.
TURRNAK *jokal,* ~U, ~UR. Këndon (për tur-tullin). *Po turrnakin turtujt.*
TURRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* I vrullshëm; i rrëmbyer. *Lumë i turrshëm. Erë e turrshme. Njeri* I I *turrshëm.*
TURRTHI *ndajf.* Me vrull, me turr, më të shpejtë. *U\ lëshua turrthi përpara.*
TUSHË,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool.* Lloj mëllenje, me sqep të drejtë, të shtypur e të verdhë, me pupla të zeza e me lara të bardha në krahët, në bark dhe nën bisht, që jeton në tufë. *Tushë mali* lloj mëllenje me pupla të përhime që rron me shumë në male.
TUT (TUS) *kal.,* ~A, ~UR. E tremb dike, i shtie frikën; e bëj të lëkundet. *Me tuti ca koha e keqe.*
TUTA,~T . *vet. sh.* Veshje prej doku ose prej pëlhure të trashë me push përbrenda (zakonisht bluzë
e pantallona së bashku), që mbahet gjatë punës, gjatë stërvitjeve sportive etj. *Tuta sportive. Tuta blu (të bardha). Tuta pune. Bluzë tutash. Vesh (heq) tutat.*
TUTARAK,~U *m.* 1. Frikë e papritur, trembje. *shtiu tutarakun. 2.* Inat, zemërim; rrebe. *E zuri tutaraku.*
TUTELË,~A . *libr.* Kujdes i tepruar për dike, që i ndrydh lirinë e veprimit, të mendimit a të sjelljes; kujdestari e rreptë. *Tutelë burokratike (konservatore). E futi (e mbante) nën tutelë. Shpëtoi (doll) nga tutela.*
TUTEM *vetv.* Trembem, me hyn frika; druhem, kam frikë. *Tutet prej tij. Tutet nga hija e vet. Fol dhe mos u tut! Partizanët nuk iu tutën armikut. Nuk u tutet vështirësive. Tutem se mos turpërohemi.*
TUTË,~A Frikë; drojë. *hyri tuta. E ka zënë tuta. I shtiu tutën. Nuk di ç'është tuta.*
TUTËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Rrudhë, zhubër; pale (në rrobat). *Tutlat e këmishës (e fundit). Shtriu tutlat me hekur. U be fustani me tutla.*
2. Tufë flokësh; xhufkë. *Një tutël flokësh.*
TUTËLOHET *vetv.* 1. Bëhet me rrudha, rrudhoset, zhubroset. *lu tutëlua fustani.*
*2.* Ngatërrohet, koklavitet, përzihet. *lu tutëluan flokët.*
3. *Pës. e* TUTËLOJ.
TUTËLOJ *kal.,* ~OVA, ~t)AR. 1. E bëj me rrudha diçka, e rrudhos, e zhubros; e palos në një fare mënyre. *tutëloi rrobat (pantallonat). E tutëloi letrën dhe e hodhi në zjarr.*
*2.* Ngatërroj, koklavit, përziej. *Tutëloj flokët.*
3. E shtyp dhe e bëj të butë diçka, e zbut, e zbruj. *Tutëloj mollën (ftoin). E tutëloi kutinë.*
4. *fig.* E rrah shumë, ia zbut kurrizin, e zbruj së rrahuri.
5. E mbuloj me diçka. *E tutëloi zjarrin.*
TÇTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. Dredhi në sjellje; dhelpëri, djallëzi. *Flet me tutra. la njohim tutrat atij. I thotë (i ka) me tutra ato fjalë.*
TUTËS,~E *mb.* 1. Që trembet lehtë; që ka frikë, frikacak. *Fëmijë tutës.*
*2.* Që shpreh frikë; i frikësuar. *Me sy tutës.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Iku tu-tësi. Çfarë tutëse që është!*
TUTJE. I. *ndajf.* 1. Në një vend të largët, larg, atje tej; *kund.* këtu. *Atje tutje duket një njeri. Po vjen dikush që tutje. Nuk shoh tutje. E gjeta tutje. Të pashë që tutje.*
*2.* Larg a përtej vendit ku jemi, në një vend pak më tej; aty pranë, matanë; në drejtimin që largohet nga ne; *kund.* tëhu. *Shko (shtyhu) tutje! Bëj (me) tutje!* largohu. *Hiqu tutje! Ikë tutje! Aty është një bregore; me tutje ka një lumë.*
3. Larg, jo pranë. *Plehrat hidhi tutje nga shtëpia. “Tutje nga unë” thua ti?! Qëndroji tutje atij! Mos me rri tutje, afrohu!*
*A.* Në vijim, me pas, më tej (zakonisht me para-fjalën me). *S'e ndjek me tutje. Me tutje theksoi se... Si vijon me tutje? Me tutje s'di gjë. Ç'”do të bëj me me tutje?*
5. Në kohën që vjen pas çastit kur flasim ose pasnjë çasti të caktuar; me pas, më tej, me vonë, pas ca kohësh, pastaj. *Tashti e tutje. Këtej e tutje. Që sot e tutje. Të shohim me tutje.*
6. Në një vend afër një vendi tjetër, rreth atij vendi; në një kohë afër një kohe tjetër në të ardh-men, rreth asaj kohe. *Tutje nga lumi. Tutje nga bregu i detit. Tutje nga bostanet. Tutje nga behari (nga dimri). Tutje nga tnaji (nga gushti). Tutje nga darka. Tutje nga të korrat. Tutje nga fundi i vitit. Tutje nga e shtuna.*
7. *përd. kallëzues.* Qëndro larg!, largohu!, ruhu! *Tutje nga sherri! Tutje nga të këqinjtë! Tutje nga ai! Tutje, mos iu afro!*
II. *parafj.* Përdoret me një emër të rases rrjedhore për të treguar se diçka është, ndodh a bëhet larg, tej ose matanë vendit të shënuar nga emri; përtej. *Tutje malit. Tutje lumit. Tutje pyllit.*
• E bodhi tutje *diçka* nuk e pranoi në asnjë mënyrë, e hodhi poshtë. Ik, or, tutje! a) m'u hiq qafe!, m'u largo se s'ta kam ngenë!, mbushu që këtej!; b) me gjithë mend e ke?!, luaj vendit! S'është as pr tatfe as për tëtau s'është për gjë, s'të mbaron asnjë punë, as qan as qesh. Nuk sbeh me tutje (me larg) M baada e vet *shih te* HUNDË,~A.
TUTJEMË (i) ~E (e) *mb.* Që është tutje, i tejmë; i largët, që është larg. *Në shtëpitë e tutjeme.*
TËTJE-TËHI). I. *ndajf.* 1. Andej e k6tej; në të gjitha anët, në të gjithë vendin; poshtë e lart, poshtë e përpjetë. *Ecte (shkonte, bridhte) tutje-tëhu. Endej (sillej) tutje-tëhu. I shpërndarë tutje-tëhu. Me rani këmbët tutje-tëhu.*
2. *fig.* Poshtë e lart, poshtë e përpjetë. *Flet tutje-tëhu. Ka hapur fjalë tutje-tëhu. Zihet në gojë tutje-tëhu se...*
3. Që në ate kohë e këtej, që shumë kohë me pare, që para shumë kohësh. *Kështu ka qenë tutje-tëhu. Përmendet tutje-tëhu.*
4. Aty-këtu, ndonjëherë, rrallë e tek. *Tutje-tëhu u bënin qejfin edhe atyre.*
II. *parafj.* Përdoret me një emër të rases rrjedhore me kuptimin “në të gjitha anët, nga njëri skaj në tje-trin, tejendanë”. *Tutje-tëhu fushës. Tutje-tëhu dhomës.*
TUTKALL,~I *m.* Lëndë që nxirret nga lëkurët, nga kockat ose nga dejet e kafshëve, e cila, kur shkrin, bëhet e squllët dhe përdoret për të ngjitur sidomos dërrasa e sende të tjera të trasha; lëndë veshtullore e ngjitëse. *Ngroh (ziej, shkrij) tutkallin. Ngjit me tutkall.*

Tl3TKË,~A . *bised., mospërf.* Kokë; mendje. *ra tutkës. Iu mbush tutka. Nuk ia pret tutka* nuk i hyn në kokë, mczi merr vesh. *Nuk i merr vesh tutka.*

TUTKUN,~E *mb. keq., shar.* 1.1 trashë nga mendja, që nuk ia pret, që ia hedhin lehtë të tjerët; që nuk është në gjendje t'i dale zot vetes, i humbur. *Njeri tutkun.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Çfarë tutkuni paska qenë!*

TUTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *drejt. shih* KUJ-DESTAR,~I2. *Tutori i ffmijëve.*

2. *keq.* Ai që kujdeset në mënyrë të tepruar për dike dhe ia ndrydh lirinë e mendimit, të veprimit e të sjelljes. *Iu be tutor.*

TUTORl,~A 1. *drejt. shih* KUJDESTARI, ~A 2.

*E Vunë nin tutori.*

2. *keq.* Kujdes i tepruar për dike që ia ndrydh lirinë e mendimit, të veprimit e të sjelljes. *Mjaft me tutori!*

TUTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që të tremb, që të ngjall frikë, i frikshëm. *Nate e tutshme. Ngjarje e tutshme.*

2. Që shpreh frikë, i frikësuar. *Epamesytë tutshëm.*

TUTULATEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised.* Gjej qetësi në një fare mënyre, qetësohem, rehatohem (kur dikush ka një dhembje a një shqetësim). *V tutulua i sëmuri nga dhembjet dhe e zuri gjumi.*

TUTURIT *jokal.,* ~I, ~UR. Cicëron (për dallën-dyshen). *Tuturit dallëndyshja.*

TY. *Dhan., kallëz.* e *përem. vetor* TL *Ta thashë ty. Tu drejtova ty. Flos për ty. Do të vij me ty. Nuk shkoj pa ty.*

• Kjo esbtë ponS për ty! për këtë vepro si ta presë mendja e si të duash!, kjo varet prej tejc, kjo është puna jote!

TYF *kal.* dhe *jokal.,* ~I, ~UR *bised.* Kundërmon. *Tyf kopshti. Na tyfi me erë.*

TYFTAJË,~A. *sh.* ~A, ~AT *bised.* Kundërmim. *Tyftaja e luleve. Lëshon tyftajë të keqe.*

TYL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pëlhurë e hollë, e rrallë dhe e tejdukshme, e endur me fije mëndafsbi, pambuko a me fije sintetike si rrjetë e imët dhe me lule, me rrathë, me figura etj., që përdoret për perde, për zbukurimin e rrobave të brendshme e të veshjeve të tjera të grave, për këmishë, bluza etj. *Tyl i bardhë. Tyl me lule (me rrathë). Perde tyli. Fusion tyli. Kë-mUhë prej tyli.*

2. *fig. libr.* Cipë e hollë që mbulon a që mbcshtjell diçka; Us. *Një tyl mjegulle. Një tyl i hollë tymi. Tyli i reve. Tyli i errësirës (i nates).*

TYM,~I *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Pjesa e gaztë, e përzier me avuj, me thërrmija bloze, hiri etj., za-konisht në ngjyrë të zezë ose të hirtë, që del kur digjen drutë, letrat a ndonjë lëndë tjetër dhe që ngrihet lart si re. *Tym i zi (i bardhë, i verdhë). Tym i dendur (i trashë). Tym i lehtë. Tymi i oxhakut. Tymi i kandilit (i pishes). Tymi i cigares. Tymi i barutit. Tymi i push-këve. Tymi i makinave (i lokomotivës, i vaporit). Re tymi. Shtëllunga tymi. I nxirë nga tymi. Mish i tharë në tym. Lëshon tym. E heq (e kthen) tymin oxhaku (soba). Ngrihet tymi lart. Ishte mbytur në tym. Nuk shihte nga tymi. I mbyti tymi. U qorroi tymi sytë. Nuk ka tym pa zjarr. fj.u. Hidhet e përdridhet, lart mbi qeramidhet* (tymi). *gjëzë.*

*1. etnogr., vjet.* Shtëpi; familje (si njësi me vete). *Tym për tym. Fshat me dhjetë tymra. Një njeri për tym. E ndanin për çdo tym.*

3. *hist.* Tymjake.

4. *bised.* Pluhur. *Tym i hollë. Tymi i rrugës. Tymrat e shtëpisë.*

5. *bised.* Vesë e hollë shiu. *Një tym shi.*

• Si në (nëpër) tym jo qartë, nëpër të, si në ëndërr. U U tym (duman) a) u zhduk, iku menjëherë, iku shpejt, u be re; b) u deh keq, u be tape; c) u zemërua shumë, u nxeh keq sa s'dinte ç'të bënte, u tërbua nga inati. U be tym e flak5 u inatos shumë, e humbi to-ruan nga zemërimi. U bS tym e mjegoll u zemërua shumë, u tërbua nga inati. E bëri tym (banrt) e harxhoi tëgjithë, e bëri rrush e kumbulla, e prishi (për pasurinë, për paratë). I doli tymi (era) *diçkaje* a) u muar vesh diçka që duhej të mbahej e fshehtë (një bisedë, një punë etj.); b) *keg.* nis të zbulohet një punë a një vepër e keqe, dalin në shesh të palarat. I doli tymi *dikujt* u shkatërrua krejt, dështoi, u dogj (kur dikush humbet fare pasurinë ose falimenton në tregti). Flet (punon, ecën, vepron) në tym flet (punon, ecën, vepron) kuturu, kot së koti, në erë. Ishte tym s'dinte ç'të bënte nga telashet që kishte, ishte në hall të madh, i ziente koka. Tym të bëhet! të bëhet si të bëhet, të dale ku të dale, le të bëhet si të dojë. Tym të dale ! (tymi le t'i dale!) *shih te* DAL. Si tym dose *shih te* DOSË,~A. Tym dynjaja gjendje e turbullt, me rrëmujë e me trazira të mëdha; kohë e vështirë. Tym për krye një e keqe, një punë a një vështirësi e madhe, që na shtie në bela ose na shqetëson shumë, hall, telash i madh. M'u be mendja tym (dhallë, bozë, çorbë, përshesh, lërash) *shih te* DHALLË,~I. E bëri tym e flake *diçka* e dogji, e shkatërroi krejt. I del tym (flake, zjarr) nga koka është në hall të madh, i zien koka. Iku (doli) tym e mjegull *shih te* MJEGULL, ~A. I lëshon (i qit, i nxjerr) koka tym i del tym nga koka. Nuk ta prish tymin e duhanit *shih te* PRISH. I shkon tymi drejt (gjyryk) i ka punët në vijë, i shkojnë mirë punët. Iku nga tymi e ra në zjarr *fj.u.* shpëtoi nga një e keqe e vogël e ra në një të keqe më të madhe, iku nga shiu e ra në breshër. Secili shikon (këqyr) tymin e vet secili sheh punën e vet, nuk shqetësohet për të tjerët. Sheh tym e bën konak *iron,* shkon derë me derë dhe e shtron me muhabet, gjen derë e futet, e kalon kohën me llafe e jo me punë. Ku leh qen e ku del tym, ku ia bën daullja bum *iron, shih te* QEN,~I. Tymi të shkojë drejt, pa le të jetë oxhaku i shtrembër! *fj. u.* punët të shkojnë mirë pa le të thotë ç'të dojë bota; nuk can kokën s'e ç'thotë bota, kur i ka punët mirë.

TYMAK,~E *mb.* I. Që nxjerr tym; i tymosur. *Dhomë tymake. Oxhak tymak.*

2. *si em.* ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Oxhak. *Tymi i tymakut.*

TYMAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Oxhak. *Tymari* i *shtëpisë.*

TYMEK,~U *m.* Duhan shumë i forte në të pirë.

TYMËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vegël për të bërë tym, që ka një si gjyryk prej lëkure dhe që e përdorin bletërritësit për të larguar bletët nga zgjoi. *Gryka e tymëses. I nxjerrin bletët me tymëse.*

TYMJAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *hist.* Taksë që paguhej në kohën e pushtimit osman për çdo shtëpi a (5xhak. *Paguanin tymjaken. Mblidhte tymjaket.*

IYMNAJË,~A . Tymtajë. *U përhap tymnaja.*

TYMOJ *kal.* dhe *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. Tymos. *Tymoi dhomën.*

2. *jokal. vet. veta 111.* Nxjerr tym, lëshon tym, bën tym. *Tymon soba. Tymon oxhaku. Tymon pisha (kandili).*

TYMOS *kal,* ~A, ~UR. 1. Bëj me tym, mbush me tym; nxij me tym. *Tymosi dhomën (shtëpinë). 1 tymosi perdet. E tymosi tavanin.*

2. E lë një kohë të gjatë mbi tym, e thaj në tym për ta ruajtur për një kohë të gjatë (mishin, peshkun etj.). *Tymos mishin (peshkun). Tymos vezët e peshkut.*
3. edhe *jokal.* Pi duhan. *Tymoste rrugës.*
*4. jokal. shih* TYMOJ 2.
TYMOSET *vetv.* 1. Bëhet me tym, mbushet me tym; merr ngjyrën e tymit ose erën e tymit; nxihet nga tymi. *U tymos dhoma. U tymosën perdet. U ty-tnosën trarët.*
*2.* Qëndron një kohë të gjatë mbi tym për t'u tharë e për t'u ruajtur gjatë (mishi, peshku etj.).
3. *Pës. e* TYMOS.
TYMOSJE,~A Veprimi sipas kuptimeve të foljeve TYMOS, TYMOSET. *Tymosja e mishit (e peshkut).*
TYMOSUR (i,e) *mb.* 1. Që është mbushur me tym, që është bërë me tym; që ka marrë ngjyrën dhe erën e tymit, i nxirë nga tymi. *Mure të tymosura. Tra (dru) i tymosur. Llambë e tymosur.*
2. I tharë në tym për t'u ruajtur për një kohë të gjatë (për mishin, për peshkun etj.). *Mish (peshk) i tymosur. Sallam i tymosur.*
TYMTAJË,~A . 1. Tërësia e tymrave të oxha-qeve, tymrat, re tymi; tym i përzier me mjegull e me pluhur; masë e madhe tymi të zi. *Tymtaja e oxhaqeve. Ngrihej tymtaja në qiell.*
2. Mjegull e dendur; re e hollë. *Malin e mbuloi një tymtajë. U largua tymtaja.*
TYMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Oxhak. *Tymtar i lartë. Tymtari i fabrikës.*
TYMTË (i,e) *mb. bised.* 1. I gaztë. *Trup i tymtë.*
2. Që është mbushur me tym, që është plot tym. *Dhomë e tymtë.*
3. Që është i veshur si me tym, i marrtë, i errësuar, i mjegullt. *Dritë e tymtë. Xham i tymtë.*
TYMTON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Zhduket shpejt e pa u kuptuar.
TYMTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Temja-nicë. 2. Oxhak.
TYMTHITHËS,~I *m. 1.* Aparat që thith tymin e pluhurat. 2. Çibuk, llullë.
TYMUES,~E *mb.* Që bën shumë tym, që shërben për të formuar një re tymi. *Bombë (predhë) tymuese.*
TYPTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Çekan i vogël.
TYRBE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Ndërtesë e vogël si përmendore mbi varrin e një njeriu, i cili, sipas dogmave të fesë myslimane, quhej i shenjtë (në vendet ku vepron feja myslimane).
• Është bërë tyrbe *pas dikujt* nuk i ndahet dikujt, shkon gjithnjë pas tij, pasi e do shumë.
TYRE (i,e) *pron. (gjin., dhan., rrjedh.* TYRE (të)), *sh.* TYRE (e), *(me emra të pashquar:* të TYRE;.
1. Që u përket atyre, pronari i së cilës janë ata, që e kanë ata. *Shtëpia (dhoma) e tyre. Kopshti i tyre.* 2. Që ka të bëjë me ata, që ka lidhje të ngushta, lidhje gjaku, lidhje farefisnie a ndonjë lidhje tjetër me ata. *Nëna (motra, vajza, gjyshja) e tyre. Babai (vëllai, djali) i tyre. Shoqja (fqinja) e tyre. Mësuesi i tyre.*3. Të cilit i përkasin edhe ata, pjesëtarë e anëtarë të të cilit janë edhe ata, në të cilin bëjnë pjesë edbe ata; që i përket vendit të atyre; që e drejtojnë ata, në krye të të cilit janë ata. *Fabrika (shkolla, klasa, lagjja) e tyre, Instituti (fakulteti, universiteti) i tyre. Divizioni i tyre. Letërsia e tyre.*
4. Që është përgatitur a është hartuar nga ata, që e kanë bërë ose e bëjnë ata, që del a krijohet si pan nga ata; që merret a që prodhohet në vendin e atyre; që e ushtrojnë ata. *Vepra (ideja) e tyre. Puna e tyre. Detyra e tyre. Malli i tyre.*
5. Që e kanë ata, që është tek ata, që u përket atyre, që i karakterizon ata; që lidhet me ta, që është a që bëhet për ata. *Sjellja (aftësia) e tyre. Bindjet e tyre. Me forcat e tyre. Mendimi (qëllimi) i tyre. Veprimtaria e tyre. për të mirën e tyre.*
6. Që e pëlqejnë me shumë ata, që e duan me shu-më se të tjerët. *Kënga e tyre. Sporti i tyre me i dashur.*
7. *si. em. m.* TYRI (i), . TYRJA (e), *sh.* TYRET (ti). Një i afërt, më të cilin kanë lidhje gjaku, lidhje farefisnie ose lidhje të ngushta miqësie; ai më të cilin i bashkojnë të njëjtat synime, pikëpamje etj., ai të cilin e duan dhe të cilit i besojnë shumë. *Një i tyri. Një nga të tyret. Është i tyri. Fituan të tyret.*
8. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1-6 të përemrit pronor.
• Do £ bejaCtt tyro do të bëjnë gjithçka që kanë mundësi të bëjnë, do *ti* bëjnë atë që u takon atyre ose atë që duan ata.
TYT *pasth.* 1. Përdoret për të shprehur qortim e mospëlqim kur dikush bin ndonjë veprim *ti* turp-shëm, kur thotë ndonjë fjalë të pahijshme a të pa-pëlqyeshme etj. (në kuptimin “ç'bën kështu!?”, “ç'thua kështu!?”, “mos!”, “hesht!, pusho!”). *Tyt, s'ke turp! Tyt, mos fol të tilla fjalë! Tyt, mos e mërzit babain! Tyt, ç'është kjo?*
2. Përdoret për të trembur e për ta bërë që të lar-gobet një njeri, një kafshë ose ndonjë shpend. *Tyt, largohu që këtej.*
TYTYKATH,~I *m. sh. ~Ë,* ~ËT *mjek.* Elbth, kath.
TYTË,~-A . *sh.* ~>A, ~AT. 1. Pjesa c metaltë e një arme zjarri, që ka trajtën e një gypi, nëpër të cilin kalon plumbi, predha etj. *Tyta e pushkës (e çif-tes, e topit, e mitralozit). Me tytë të gjatë (të shkur-tër). I drejtoi tytën. Ule tytën poshtë!*
*2.* Vend i zbrazët që vjen si gyp, grykë, zgavër. *Tyta e fytit (e veshit). Tyta e oxhakut. Tyta e pusit.*
3. *fig.* Njeri pa mend në kokë, kokëzbrazët, bu-dalla. *Ishte tytë fare.*
4. *thjeshtligj.* Gojë. *Mbylle tytën! lu çel tyta.*
5. *përd. ndajf.* Bosh, zbrazur, pa gjë. *Mbeti shtëpia tytë. E kishte barkun tytë.*
TYTOSH,~E *mb.* 1. Që nuk vlen për asgjë; fare i padobishëm, i kotë.
2. JI *em. i~~,* ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri pa asnjë vlerë.
TYXHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Tregtar i pasur, tregtar që shiste e blinte mallra me shumicë. *Ua pinin gjakun tyxharët.*

# TH

TH. 1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e njëzetenëntë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëttorja th. Tingulli th. Shkronja th.*
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja th. *Th-ja e madhe (e vogël). Th-ja e dorës (e shtypit).*
THADËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Vegël prej metali, që njërën anë e ka si sqepar e anën tjetër si daltë dhe që përdoret për të gdhendur drurin a gurin ose për të shpuar brima në dru. *Gdhend (latoj) me thadër.*
2. *përd. mb. fig.* I hajthëm, por i forte (për njerëzit). *Është thadër ai.*
THADËRTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~-ËT. Ai që punon me thadër, ai që thadron.
THADRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THADROJ, THADROHET.
2. Pjesa që është gdhendur ose është latuar në një send prej druri a prej guri; send i thadruar. *Thadrime të holla.*
THADROHET *vetv.* 1. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me ngulitet diçka theftë e në mënyrë të qëndrueshme a të pashlyeshme, me skalitet, *M'u thadrua në mendje (në zemër).*
2. *Pës. e* THADROJ. *Është thadruar në dru (në Us).*
THADROJ *kal.,* -OVA, ~UAR. 1. Punoj drurin a gurin me thadër; gdhend a latoj me thadër, skalit; hap vrima me thadër në një vegël prej druri, në një tra etj. *Thadroj parmendën (zgjedhën, trarin). Thadroj në dru.*
2. *fig.* E mësoj dike që të sillet a të veprojë me mirë, që të jetë i njerëzishëm, i shtruar a i dëgjueshëm, e edukoj; e gdhend. *Do thadruar pak ai.*
3. *fig.* E ngulit diçka thellë e në mënyrë të qëndrueshme a të pashlyeshme, bëj që të mbetet e pa-harruar. *E thadroi në mendje (në zemër). E thadroi në këngë. la thadroi në tru.*
THADRUAR (i, e) *mb.* 1. Që është thadruar, i gdhendur (për drurin ose për gurin).
2. *përd. em.* ~, ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (tt). Dru ose gur i thadruar; pjesë druri a guri e thadruar.
THAGMË,~A *sh.* ~A, ~AT *bised.* Diçka e mirë a e keqe që të çudit shumë, pasi bëhet ndryshe
nga ç'e pritnim, ndryshe nga ajo që është e zakonshme etj.; çudi, mrekulli. *Thagmë e madhe. Bëri një thagmë. Ç'qe kjo thagmë!? I bën me thagmë gjërat* i zmadhon, i paraqit si gjëra të çuditshme.
THAHEM *vetv.* 1. Me ikën uji ose lagështia nga rrobat etj., me avullon lagështia, terem. *Thahem pranë zjarrit. Thahem në diell (në erë). U tha ajri. U tha toka. U thanë rrobat. Jane tharë mirë drutë (dërrasat).*
2. *vet. veta III.* I mbaron a i soset uji, nuk ka me ujë, shter. *Këneta (lumi) u tha.*
3. *vet. veta III.* I del njotnështia, i ikën lëngu; piqet shumë; humbet butësinë, bëhet i thatë, përthahet. *U thanë pemët (perimet, fiqtë). U tha buka. U tha du-hani. lu thanë plagët* i zunë kore, iu përthanë plagët. *lu tha lëkura. Iu thanë buzët. lu tha fyti (gryka). U tha shumë.*
4. *bised.* Nuk ka me qumësht, nuk jep me qumësht; bëhet shterpë. *lu thanë gjinjtë. V thanë lopët.*
5. *vet. veta III.* Kthehet në diçka pa jetë, nuk ush-qehet me gjak e nuk punon (një pjesë e trupit); pri-shet, nuk jeton me, nuk prodhon me etj. (për bimët ose për pjesët e tyre), *lu tha dora (këmba). U tha që në mes. I janë tharë këmbët e i janë bërë si shkopinj. U thanë gjethet (degët, pemët). V thanë limonat. lu thqftë koka (dora)! mallk. lu thafshin duart (këmbët, sytë)l mallk. lu thaftë goja! mallk.*
6. Dobësohem shumë, tretem e hollohem, bëhem kockë e lëkurë. *U tha fare nga sëmundja.*
7. *përf.* Kam shumë të ftohtë, mërdhij shumë, mpihem. *U thava së ftohti. M'u thanë duart (këmbët, gishtërinjtë). M'u tha kurrizi (shpina, qafa). M'u thanë dhëmbët.*
8. *Pës. e* THAJ.
• Iu tha barku a) nuk ka ngrënë gjë, i është bërë barku petë; e ka marrë uria shumë; b) mbeti pa fëmijë; nuk lind dot me (për grate). Pa u tharë (mirë) boja *libr. shih te* BOJË,~A. Iu thanë duart s'i bëjnë duart për punë, nuk zë dot punë me dorë. Iu tha goja (buza, gryka, gurmazi) për *diçka* i pihet shumë, ka etje të madhe. Pa u tharë (mirë) gjaku *shih te* GJAK,~Ui. Iu tha (iu zu) gjuha *shih te* ZIHEM. Iu thanë këmbët s'i bëjnë këmbët të ecë, s'ecën dot. S'i thahet luga s'mbetet pa ngrënë e pa bukë; s'i rri luga bosh; gjen kurdoherë diçka për të mbajtur veten e fëmijët. I janë tharë (i janë rrudhur) trutë *dikujt përb.* e ka humbur aftësinë për të menduar drejt e thellë, për të gjykuar qartë, për të kuptuar etj.; s'është në gjendjetë bëjë një punë krijuese; ka rrjedhur, është matu-fosur, është bërë matuf. Iu tha zorra nuk ka ngrënë prej kohësh e është i uritur, ka vuajtur shumë për të ngrënë, vdiq për të ngrënë. Mu tha syri për *diç ka shih te* SY,~RI. Si iu thanë duart që s'e bëri *diçka* ç'pati që nuk e bëri, do të ishte mirë ta kishte bërë. Si iu (s'iu) thanë duart, po (kur, që, dhe) e bëri *diçka* ç'pati që e bëri, do të ishte mirë të mos e kishte bërë, pse e bëri diçka, të mos e kishte bërë diçka me mirë do të ishte. S'janë tharë (ende, akoma) lotët nuk është harruar ende dhembja, hidhërimi, pikëllimi për dike a për diçka, sapo ka ndodhur një fatkeqësi, një vdek-je, një vrasje a mizori. Si iu tba goja që s'e tha (s'foli, s'tregoi... ), ç'pati që s'e tha (s'foli, s'tregoi...), pse ndenji pa e thënë (pa folur, pa treguar...), duhej ta kishte thënë (të kishte folur, të kishte treguar) patjetër. Si iu (s'iu) tha goja, po (e, kur, që) tha (foli, tregoi...) ç'pati që tha (që foli, që tregoi...), me mirë të mos kishte thënë (të mos kishte folur, të mos kishte treguar...), pse s'heshti, ta kishte mbyllur gojën me mirë. Si iu thanë këmbët që s'erdhi (s'shkoi, s'vajti...) ç'pati që s'erdhi (s'shkoi, s'vajti...), me mirë të kishte ardhur (të kishte shkuar, të kishte vajtur...), pse s'erdhi. Si iu (s'iu) thanë këmbët, po (e, që, kur) erdhi (sbkoi, vajti...) ç'pati që erdhi (që shkoi, që vajti...), me mirë të mos kishte ardhur (të mos kishte shkuar, të mos! kishte vajtur...), pse erdhi (shkoi, vajti...). Iu thaftë lëkura e barkut! *mallk.* mos paste fëmijë, mos lindtë kurrë! Iu tha pështyma në grykë (në fyt) *shih te* PËSHTYMË,~A. Nuk tkahet (nuk soset) deti me luge!.". *shih te* DET,~4.
TIJAJ *kal,* ~VA, ~RË. 1. I heq diçkaje ujin ose lagështinë që ka brenda a në sipërfaqe, bëj t'i avullojë a t'i ikë lagështia; *kund.* njom. *Tha] rrobat në diell (me hekur). Tha] duart pranë zjarrit. E thau vapa (era). Tha] flokët me peshqir. Tha] bojën me hi.*
2. I heq ujin që ka, e kulloj; e bëj të shterë (një burim etj.). *E thanë kanalin (hendekun). I thanë kë-netat (moçalet). I thanë tokat. Vapa i thau burimet.*
3. I heq njomështinë a lëngun nga fryti, një bims barishtore, një lloji peri mesh, një ushqimi etj. për ta ruajtur e për ta përdorur për një kohë të gjatë; e pjek

shumë diçka që të mos prishet; e bëj të humbasë butësinë, e bëj të thatë, e përthaj. *Thanë misrin (grurin, petët, domatet, specat, qepët, hudhrat) në diell. Barin e njomë e thajnë. Thaj fiqtë (kumbullat, rrushtë, du-hanin). Thaj mishin në tym. Thaj peshkun. la thau plagën.*

*4. bised.* edhe *shak.* a *iron.* Nuk i lë as një pike, e shteroj deri në fund; e pi ose e ha të gjithë, e zbraz krejtj; i marr çdo gjë që ka, s'i lë asgjë. *E thau lopën kur e moli. Qengji e thau delen (kur piuj. Macja e thau qumështin. E thau gotën të gjithë. Thau një shishe të lërë.lE thau me dy gllënjka. E thau pjatën (gjellën). la thau qypin (e mjaltit, e gjalpit). la thau hambarin. la thau shtëpinë. Ia thau xhepin (paratë). Ai të than.*

5. *vet. veta III.* E kthen në diçka pa jetë, që nuk ushqehet me gjak e nuk punon (për pjesët e trupit); e prish, e bën të mos jetojë, të mos prodhojë etj. (për bimët, për pemët e për pjesë të tyre). *thau krahun sëmundja. la thau gjethet vapa (vrugu). I thau degët (rrënjët). I thau portokajtë (bajamet) ngrica.*

*6.* E dobësoj shumë, e tret, e holloj, e bëj kockë e lëkurë. *E ka tharë sëmundja.*

7. edhe *jokal.* Kam shumë ftohtë; mërdhij shumë; *vet. veta III* me ngrin, me bën të kem shumë ftohtë;
ma ftoh shumë, ma mpin. *Thava së ftohti. Thau si qeni. Me thau era (acari). M'i thau duart. Të thante gjer në palcë.*

8. *fig. bised.* E njoh diçka shumë mirë, e di me rrënjë (edhe *iron.). E than gjuhën (matematikën, frëngjishten). E ka tharë fare mësimin. Të than për punë. Të than në teori e në praktikë. Ama ç'e paske tharë! iron,* (kur dikush nuk e ka mësuar fare një mësim a e ka bërë keq një punë). Ik- Thau barkun (gojën) ndenji pa ngrënë, e la barkun bosh; kurseu shumë në të ngrënë. la thau barkun (gojën) s'i dha gjë të hante, e la pa ngrënë. I thau derën ia zhduku të gjithë njerëzit e familjes a fëmijët, e la pa njeri, e la shkretë, ia mbylli derën, ia shoi pragun. I thau (i preu, i shkurtoi) duart (dorën, krahët) *shih te* DORË,~A. I thau kupën e la në varfëri, e varfëroi, ia la shtëpinë trokë. Të than kupën është shumë i shkathët, ta rrëmben kafshatën nga goja. Ia thau lugën *dik ujt* ia hoqi bukën e gojës; e la pa gjë fare. Ia thau prehrin i vdiq, i iku përgjithnjë, e la të shkretë. Të than (të qao) qoshen *shih te* QAJ. Na thave sytë na ka marrë shums malli për ty, se ka kohë që s'të kemi pare. Ia thau trutë *dik ujt* ia lodhi aq shumë mendjen një punë sa s'është me në gjendje të merret me një veprimtari krijuese a të kuptojë mirë diçka, sa s'i hyn ma gjë në kokë. I thau vatrën nuk i bëri fëmijë, i la shtëpinë mbyllur (për gruan). Ia thau zemrën dikujt a) e helmoi, e lëndoi rëndë (vdekja ose vrasja e një njeriu shumë të dashur); b) e la të vetëm e të shkretë, ia mori e ia zhduku të gjithë të afërmit; i vrau edhe djalin e vetëm. Rri duke tharë traban *dikush shih tek* TRAHAN,~I. Luga mbush barkun, piruni than gurmazin *]. u. shih te* LUGË,~A.

THANAK,~E *mb.* Thanes. *Rrush thanak.* THANA"KË,~A . Reçel ose shurup thanash. THANEC, —I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rrush thanes.

THINË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Bimë që rritet e lartë a si shkurre, me dru të forte, me gjethe të vogla vezake e të ashpra, që lulëzon herët në pranverë dhe bën kokrra të kuqe, gjatoshe si ulli e me shije të athët; kokrrat e kësaj bime. *Thanë e butë (e ëmbël). Dru (shkop) thane. I forte si thana (si dru thane). I kuq si thana* me shëndet shumë të mirë. *Lëng (shurup) thanash. Si fletë thane* i ashpër.

2. *përd. mb. fig.* Jo i ëmbël, pak si i athët; jo shumë i këndshëm a i pëlqyeshëm; i thartë. *ka fjalët thanë. E ka gojën thanë.*

Si kokërr thane (molle) *shih te* MOLLË,~A. Thanat nuk numërohen *fj. u.* gjërat pa vlerë nuk nu-mërohen; gjërat e vogla e pa rëndësi nuk duhen vënë re, megjithëse mund të mos na pëlqejnë. Ka ngrënë lule thane a) ka shëndet të mirë, i ecën shëndeti; b) i ka marrë masat me kohë. I ka ntendtë majë thanes nuk i ka mendtë në kokë, është shumë mendjelehtë e i papjekur. Kërkon thana (thanëza, dardha, rrush) në shënëndre (në dimër) *shih te* DARDHË,~A. Ia vuri kufljtë te thana *dikujt* nuk e lejoi të ndërhynte në punët e veta, i tregoi vendin. Sa thana janë, kokrra s'bëjnë . *u.* sa fjalë fliten, nuk duhen besuar. Flet si e ëma e Zeqos majë thanes *thjeshtligj.* flet kot së koti, në tym e pa asnjë nevojë; flet pa e menduar shumë atë që thotë. Djemtë (fëmijët) hanë thana (kumbulla), pleqve u mpihen dhëmbët *iron, shih te* MPIHEM. Thanë e egër *bot.* thanukël. Thanë ujku *bot.* thanukël.THANËKEQE,~JA *sh.* ~E, ~ET *bot.* Tha-nukël.

THANËKUQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Thanë. THANËQERE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *bot.* Thanukël.

THANËS,~E *mb.* Q" e ka kokrrën gjatoshe si të thanes e që ësbtë pak si i athët. *Rrush thanes. Kum-bull thanëse.*

THANËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kokërr thane. *Hëngri thanëza.*

THANlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend me thana, korije thanash, thanore.

2. Thanë e egër, thanukël.

3. Degë a dru thane. *Mblodhi ca thanishta.*

THANORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend me thana, thanishtë.

THANTË (i, e) *mb.* 1. Që është bërë nga druri i thanes; prej thane. *Dru (shkop) i thantë. Thupër e thantë.*

2. *fig.* I forte, i qëndrueshëm; i shëndoshë, me shëndet të mirë. *thatë, po i thantë. Burrë i thantë. Plakë e thantë. Me trup të thantë.*

THANUKËL,~LA *sh.* ~LA, ~LAT *bot.* Dru a shkurre që i ngjan thanes, me gjethe vezake, të Ië-muara nga sipër dhc me push poshtë, që bën kokrra të zeza e të hidhura si të shtogut, të cilat nuk hahen; thanë e egër.

THAR *kal.,* ~A, ~UR. I hedh qumështit farën për ta zënë kos, e pres me fare, tharmëtoj; tharb, thar-toj.

THARAKAC,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Vegël bujqë-sore si çapë, që përdoret për të prashitur.

THARB,~I *m.* Maja, tharm.

THARB *kal.,* ~A, ~UR. Thartoj diçka me tharm a me një lëndë tjetër, tharmëto j.

THARBEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Thartohet a thar-mëtohet diçka nga tharmi ose nga një lëndë tjetër; prishet. *U tharb qumështi.*

*2. fig.* Prishem mendsh, çmendem.

THARBËT (i, e) *mb.* Që vjen si i thartë; i thartë (edhe *fig.). Kumbulla të tharbëta. Fjalë të tharbëta.*

THARBËTlM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve THARBËTOJ, THARBËTO-HEM.

THARBËTOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Tharmëto-het; thartohet. *Është tharbëtuar vera (qumështi). Është tharbëtuar mielli.*

*2. fig.* Prishem a zihem me dike, keqësoj marrë-dhëniet me të, zemërohem. *U tharbëtuan midis tyre.*

THARBËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Tharmëto j; thartoj. *E tharbëton verën.*

2. *jokal. vet. veta III.* Tharmëtohet; thartohet. *Tharbëtoi qumështi.*
3. *fig.* E bëj dike të zihet me një tjetër; ashpër soj (fjalët), keqësoj (marrëdhëniet etj.). *tharbëtuan fjalët.*
THARBËTUES,~E *mb.* Tharmëtues, thartues; i thartë (edhe *fig.).*
THARBORE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Pro-dhime qumështi që bëhen me tharm (si kosi etj.) ose zahire që zihen a që përpunohen me kos (si çorba e thartë, trahanaja etj.).
THARET *vetv.* Pritet nga fara e ngjizet (për qu-mcshtin); bëhet i thartë, tharmëtohet, prishet. *Tharet shpejt vera e hapur. Kur tharet qumështi, e bëjnë gjizë. U thar kosi. S'e lë bukën të tharet.*
THARË (i, e) *mb.* 1. Që i është hequr uji ose lagështia që ka pasur brenda a në sipërfaqe, që i është avulluar a i ka ikur lagështia. *Rroba të thara. Çorapet e thara. Dru të thara. Bojë e tharë. Me fiokë të tharë.*
2. Që i është hequr uji, që ka kulluar; që ka shte-ruar (për një burim etj.). *Toka të thara. Kanal i tharë. Lumë (përrua) i tharë. Kënetat e thara.*
3. Që i ka ikur njomështia a lëngu, që nuk është me i njomë e me lëng (për pemë, për bimë barishtore, për peri me, për ushqime etj.); i pjekur shumë; që nuk është me i butë, i përtharë. *Fiq të tharë. Domate të thara. Duhan i tharë. Sherbelë e tharë. Lëkura por-tokallesh të thara. Bukë e tharë. Pete të thara. Është e tharë. Peshk (mish) i tharë. Është shumë i tharë.*
4. Që nuk ka asnjë pike qumësht, që nuk milet; që është bërë shterpë. *Me gjinj të tharë. Lopë e tharë.*
5. Që s'ka jetë, që nuk ushqehet me gjak e nuk punon (për pjesët e trupit); i prishur, që nuk jeton me, që nuk prodhon me (për bimët, për pemët e për pjesët e tyre). *Me këmbë të thara. Degë (gjethe, pemë) të thara. E ka të tharë dorën (krahun, këmbën).*
*6.* Shumë i dobët, i tretur, i holluar, që është bërë kockë e lëkurë, i thatë. *tharë në fytyrë.*
7. *fig.* Që është si pa jetë, që mezi punon a mezi vihet në lëvizje, shumë i ngathët (në disa njësi fra-zeologjikc). *ka duart të thara. përb.* a) është dembel, nuk zë gjë me dorë; është shumë i ngathët e s'di të bëjë fare punë dore; i bien sendet nga dora; b) nuk i del dot zot vetes, nuk di të mbrojë veten (kur e ngacmojnë, kur e rrahin etj.). *ka këmbët të thara* mezi ecën, mezi i hedh këmbët, është shumë i ngathët në ecje, mezi lëviz nga vendi; s'i bëjnë këmbët të ecë. *ka krahët të tharë* është i ngathët; s'i bëjnë krahët të punojë; është dembel, nuk zë gjë me dorë, s'punon fare.
8. *bised., keq. Përd. em. f.* sipas kuptimit 5 të mbiem-rit. *Luaji të thar at I* luaji duart (këmbët), që i ke si të thara!
THARËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. *shih* THARËSE, ~JA.
THARËS,~E *mb.* Që i heq lagështinë, njomështinë, lëngun a ujin diçkaje, që shërben a që ndihmon për të tharë diçka. *Makinë (pompë, furrë, dhomë) tharëse. Aparat tharës. Dollap thares. Vepra ujitëse dhe tharëse. Aftësi tharëse.*
THARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pajisje a makinë e posaçme ose vend i veçantë për të tharë diçka me anë të nxehtësisë, me anë të erës etj. *Tharëse fru-tash. Tharëse rrobash. Tharëse ftokësh. Tharëse elek-trike (diellore, natyrore). Tharëse misri (bërsish, du-hani, pambuku). Tharëse me ajrim.*
THARJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THAJ, THAHEM. *Tharje e plotë. Tharja e rro-bave (e ndërresave, e kripës, e tullave, e drurit). Tharja e pemëve (e perimeve, e jonxhës, e duhanit). Tharjae farave. Tharja e ajrit. Tharja e kinetave. Fabrika (makina, dhoma) e tharjes. Reparti i tharjes. Koha e tharjes. Tharje në diell. Tfiarje me erë (me nxehtësi, me avull).*
THARK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. 1. Vend i veçantë, i rrethuar me gardh, ku mbahen mbyllur derra ose bagëti; vend i rrethuar me vete brenda va-thës, ku veçohen shqerrat e kecat, që këputen nga delet a nga dhitë; vathë. *Thark den ash. I ndau nëpër tharqe. E mbylli (e futi) në thark.*
*2.* Kosh i madh për të tnbartur barin, kashtën etj. *Tharku i plehut. Mbushi tharkun.*
3. Kasolle me gjerdhe, që shërben për të mbajtur misrin, koshtar. *Tharku i misrit. E hodhën misrin në thark.*
*4.* Grope që mbulohet me dushk e me degë ku ruhen gështenjat për një kohë të gjatë. *bënë thark gështe-njai* i grumbulluan gështenjat në thark për dimër.
5. Dollap i veçantë, i mbyllur a i rrethuar me pur-teka, me rrjetë teli etj., që shërben për të ruajtur në të bulmetin, gjellët etj.; vend i rrethuar a i thurur, ku vëmë bulmetin (zakonisht në qilar a në një dhomë përdhese).
*6. përmb. bised.* Tërësia e pjellave të një viti të caktuar, bark, brez (për kafshët e për njerëzit); tërësia e fëmijëve që kanë lindur gjatë martesës me një grua të caktuar. *Keci është i tharkut të sivjetmë. Fëmijët e tharkut të pare.*
• Jashtë tharkut jashtë familjes, jashtë vatrës. Si derri në thark *shih te* DERR,~I. Thark (stallë) de-rrash *keq. shih të* DERR,~I.
THARM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Brume i thartuar, i cili shtihet në brumin e bukës, të petullave etj., që ky të vijë; fare për të zënë kosin, fare kosi; tërësi organizmash a kërpudhash shumë të vogla, që shkak-tojnë thartimin e një lënde, lëndë organike që bën të tharbëtohet ose të ngjizet diçka dhe që përdoret për të zënë kos, djathë a brume; maja. *Tharmi i bukës. Tharmi i kosit. Tharmi i birrës. Bukë (petulla) me tharm. Zë me tharm. Fryhet si tharm.*
2. Thartirë. *Ka (përmban) tharm.*
3I *fig.* Diçka që shkakton a që bën të lindë një gjë, fare; thelbi i diçkaje, kryesorja në një gjë. *Tharm jetësor (i çuditshëm, i fuqishëm). Tharmi i dashurisë (i pakënaqësisë). Tharmi i qëllimeve (i dëshirave). U mbrujt me tharmin kombëtar.*
*-k* Sipas brumit tharmin *shih te* BRUMË,~I.
THARMËTIM,~I *m. spec.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve THARMËTOJ, THARMË-TOHET. *Tharmëtimi i verës.*
THARMËTOHET *vetv. spec.* I zbërthehen lëndët organike me anë të organ izmave a të kërpudhaye shumë të vogla, zien ndër vete; thartohet, prishet. *U tharmëtua vera.*
TfcjARMËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *spec. 1.* I zbërthej diçkaje lëndët organike me anë të orga-nizrjiave e të kërpudhave shumë të vogla, e bëj të ziejë ndër vete; e thartoj, e prish. *Tharmëton verën.*
*2. jokal. vet. veta III.* Tharmëtohet. *Tharmëtoi vera.*
TfHARMËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *spec.* Tërësi organizmash a kërpudhash shumë të vogla, që shkak-
tojnë thartimin e një lënde, lëndë organike që bën të tharbëtohet diçka, tharm.

THARMIM,~I *m.* Tharmëtim. THARMOHET *vetv.* Tharmëtohet. THARMOJ *kal.,* ~OVA, -CAR. Tharmëtoj.
THARTANIK,~E *mb.* 1. Që vjen si i thartë, i athët.
2. *si em.* ~E, ~JA. *kryes. sh.* ~E, ~ET. Tharbore.
THARTË (i, e) *mb.* 1. Që ka shije të forte si të li-monit a si të uthullës e që të mpin dhëmbët, shumë i athët; që ka thartirë. *Mollë (kumbulla) të tharta. Rrush* i *thartë. Kos (dhallë) i thartë. Verë e thartë. Çorbë e thartë. Supë e thartë. Qenka uthull e thartë!*
2. *kim.* Që përmban acid, që ka vetitë e acidit, thar-tor.
3. *fig.* Që të prek e të lëndon, jo i pëlqyeshëm, i ashpër, therës; që sillet ashpër e me inat; jo i mirë, i keq. *Fjalë të tharta. Njeri i thartë. Grua e thartë.*
•*k* Fjalët të ëmbla, punët të tbarta *shih te* FJALË,
THARTË *ndajf. 1.* Ashpër, me inat, me zemërim, në mënyrë therëse; jo mirë, keq. *E vështroi thartë. U ndanë thartë. E priti thartë.*
*2.* Në mënyrë të tillë që nuk me pëlqen, kundër dëshirës, ashtu si nuk e prisja. *erdhi thartë.*
THARTËSlRË,~A Thartirë. *vjen era thartësirë. Ka thartësirë.*
THARTl,~A 1. Të qenët i thartë; shije e thartë; thartirë. *Thartia e limonit (e uthullës). Thartia e ku-mbullave (e rrushit).*
2. *kim.* Prania e një acidt në një lëndë; sasia e acidit që përmban diçka. *Tharti e plotë.*
THARTIÇKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *kryes. sh. bised.* 1. Pemë të tharta (zakonisht për mollët, kumbullat, thanat). *Bën ca thartiçka. Nuk i pëlqejnë thartiçkat.*
2. *fig. keq.* Grua gjuhustër.
THARTIM,~I *m.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve THARTOJ, THARTOHEM.
*Thartimi i verës (i qumështit). Ndalon thartimin.* 2. Tharti.
THARTlRË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Shije e thartë e diçkaje; ajo që i jep shije të thartë diçkaje; tharti. *heq thartirën. I vinte era thartirë.*
2. Lëng a lëndë e thartë që i shtiem gjellës ose diçkaje tjetër për t'i dhënë shije të thartë; gjellë, pije etj. e thartë ose e thartuar. *hedh thartirë gjellës. S'ka thartirë. S'i ha thartirat. Jane bërë thartira. Me vjen një thartirë nga stomaku.*
THARTOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet i thartë, merr shije të thartë; prishet. *U thartua vera (kosi). Është thartuar gjella.*
2. Tharmëtohet, tharbëtohet. *Thartohet qumështi. Thartohet brumi.*
3. *vet. veta III kim.* Kthehet në acid; i shtohet sasia e acidit, acidohet.
4. *fig.* Prish fytyrën e mbledh buzët për të shprehur pakënaqësinë a zemërimin për diçka, për të treguar se diçka nuk me pëlqen. *U thartua në fytyrë. U thartua e s'foli.*5. *fig.* I keqësoj, i acaroj a i prish marrëdhëniet me dike, prishem me të. *U thartuan punit. U thartuan në mes tyre.*
6. *Pis. e* THARTOJ.
THARTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E bëj të thartë diçka, i jap shije të thartë; i hedh limon, uthull etj., me shumë se ç'duhet. *E thartoi gjellën (supin). E thartova shumë.*
2. Tharmëtoj, tharbëtoj. *ThartoJ qumështin.*
3. *kim.* E kthej në acid; i shtoj sasinë e acidit, acidoj.
4. *fig.* Prish fytyrën e mbledh buzët për të shprehur pakënaqësinë a zemërimin për diçka, për të treguar se diçka nuk me pëlqen. *Thartoi fytyrën (buzët, turinjtë).*
5. *fig.* Ashpërsoj, acaroj, keqësoj, prish (marrëdhëniet me dike). *E thartoi punën me të. I thartuan fjalët. I thartuan marrëdhëniet.*
• MM thartoi trutë me trullosi; m'i lodhi aq shumë trutë, sa s'më punon mendja.
THARTOR,~I *m.* 1. Hirrë djathi me pak qumësht, që lihet disa ditë në vend të ftohtë sa të thartohet pak e pihet në vend të dhallit.
2. Byrek me hirrë. *Bëri një thartor.*
3. *kim.* Acid.
THARTOR,~E *mb.* 1. I thartë. *Kumbulla thartore.* 2. *kim.* Që përmban acid; që ka vetitë e acidit.
THARTORE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lëpjetë mali, uthullaç; uthullishte, uthullnike, lëpjetë iepuri.
THARTORE,~JA ii . *sh.* ~E, ~ET. Hirrë e thartuar me fare kosi.
THARTOSH,~E *mb.* Që vjen si i thartë; i athët. *Shegë thartoshe.*
THARTUAR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë i thartë, që ka marrë shije të thartë; i prishur. *Verë e thartuar. Gjellë e thartuar. Kos i thartuar. Miell i thartuar.*
2. I tharmëtuar, i tharbëtuar. *Qumësht i thartuar. Brume i thartuar.*
3. *kim.* Që është kthyer në acid; që i është shtuar sasia e acidit.
4. *fig.* Që shpreh pakënaqësi a zemërim për diçka, që tregon se diçka nuk i pëlqen. *Me fytyrë të thartuar.*
THARTUES,~E *mb.* 1, Që tharton, që i jep diç-kaje shije të thartë. *Lëndë thartuese.*
2. *kim.* Që e kthen në acid diçka; që rrit sasinë e acidit në një lëndë.
THARTUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. *shih* THARTORE,~JA i.
2. *bot.* Një lloj nejçe, që i ka fletët të ngjashme me ato të lëpjetës së kalit.
THASHETHEME,~T . *vet. sh.* Fjaië të pathe-melta, zakonisht të këqija, për dike a për diçka, që pëshpëriten e përhapen nga njerëz llafazanë, shpirt-vegjël e mikroborgjezë, të cilët marrin nëpër gojë të tjerët për ti njoIIosur dhe nuk e kanë ndjenjën e përgjegjësisë. *Thashethemet e botës. Njeri i thashe-themeve. Merrej me thashetheme. Ka mjaft thashethe-me. T'u jepet fund thashethemeve! Luftojmë thashe-themet. S'thyhet (nuk do t'ia dijë) nga thashethemet.*
THASHETHEMEXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~-NJTË *bised., keq.* Ai që merret me thashetheme, njeri i thashethemeve. *Fjalë thashethemexhiu. Thashethemexhinjtë fshihen si minjtë.*
THASHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që nuk ka ngrënë sgjë, që s'ka vënë gjë në gojë; që është esëll.
THASHËM *ndajf.* Pa ngrënë asgjë, pa vënë gjë në gojë, esëll. *Jam thashem.*
THATAK,~E *mb.* Shumë i dobët, i hollë, i ligur, i tharë; i hequr. *Me duar thatake. Me fytyrë thatake.*
THATANIK,~E *mb.* 1. Që vjen i dobët a i hollë nga trupi, që është i hequr, i ligur, i thatë; thatim. *Fëmijë thatanik. Grua thatanike.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
THATË (I,e) *mb.* 1. Që s'ka ujë ose lagështi, jo i lagur, jo qull, jo i njomë; që s'ka fare lagështi ose që ka fare pak

lagështi; *kund.* i njomë. *Rroba të thata. Dru (dërrasa) të thata. Kripë e thatë. Tokë (kullotë) e thatë. Ajër i thatë.*
2. Që ka shteruar, që ka mbetur pa ujë e pa lagështi. *Lumë (përrua, krua) i thatë.*
3. Që s'ka reshje, pa shira, pa lagështi; jo i lagësht. *Kohë e thatë. Mot i thatë. Stinë (vjeshtë) e thatë. Erë e thatë. Klimë e thatë. Dëborë e thatë. Të ftohtë i thatë.*
4. Që ska njomështi, që s'ka lëng, jo i njomë; i përtharë e shumë i forte; që është tharë për t'u ruajtur për një kohë të gjatë, që është bërë duke tharë diçka. *Rrush (fiq) të thatë. Kumbulla të thata. Fasule të thata. Qepë (hudhra) të thata. Bukë e thatë. Kore (thembra) të thata. Lëkurë e thatë. Ushqim i thatë* ushqim jo i lëngshëm (si p.sh. djathë, sallam etj.). *Mish i thatë* pastërma. *Peshk i thatë* peshk i kripur dhe i tharë.
5. Pa bimësi, pa gjelbërim, i zhveshur. *Toka (vende, krahina) të thata. Mai i thatë. Ishuj të thatë.*
6. I dobët, i ligur; i hollë. *Grua (vajzë) e thatë. Burrë (djalë, plak) i thatë. Me duar (me këmbë) të thata. I thatë nga trupi.*
7. *mjek.* Që nuk zë ujë a lëng, që zhvillohet pa ujë brenda(për disa sëmundje). *Plevit i thatë. Kollë e thatë* kollë pa këlbazë.
8. *fig.* Që nuk ka bukuri e ëmbëlsi, pa ndjenja e pa ngrohtësi, që nuk të tërheq, i ftohtë; pa fuqi shprehëse; i varfër nga përmbajtja etj.; që bëhet shpejt e pa ho-llësi. *Fjalë të thata. Përgjigje e thatë. Tregim (fjalim) i thatë. Njoftime të thata. Mësim (leksion) i thatë. Bisedë e thatë. Urdhra të thata. Shembuj të thatë, Zhur-më e thatë* zhurmë e forte dhe që zgjat shumë pak. *Me ton (me zë) të thatë. Me një të qeshur të thatë.*
*9.* Që s'ka gjë, pa gjë brenda, i zbrazët. *Me ha-mbarët të thatë. Me xhepin të thatë. Me kupën të thatë. Me dorën të thatë* pa armë, pa mjete, pa para etj.
10. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1-7 të mbiemrit. *Mblodhi ca të thata. Erdhën dy të thatë.*
• E ka dorën të tbatë nuk i ka duk gjë, i harxhon shpejt gjërat, s'i mbetet gjë në dorë. E ka kripën të thatë e ka çdo gjë në rregull, i shkon mirë çdo gjë. E mbajnrë (e kemi) barutin të thatë jemi kurdoherë të gatshëm për të luftuar, nuk i lëmë armët të na ndrysh-ken. Shkoi (u dog]) edhe i njomi (bashkë) më të thatin SAJVI *te* NJOMË (i,e). Sbhoi (u dogj) i njomi për të thatin *shih te* NJOMË (i,e). Krol (pusi) i mirë njihet ë kohë të thatë *fj.u. shih te* KRUA, KROI. A k u 11 i tbatë *spec, shih tek* AKULL,~I. Fërkim ithate *fiz. shih te* FËRKIM,~I2 Lëngata e t ha t ë *mjek. shih te* LËNGATË,~A. Mm i t h a -t" *ndërt. shih te* MUR,~I 1. Para të that a
para të vena mënjanë; para flori.
THATË *ndajf.* 1. N6 gjendje të thatë. *E mbajnë drithin thatë.*
2. Pa reshje, pa shira, pa lagështi. *Ka mbajtur thatë mo'ti (koha).*
3. Pa gjë, bosh, zbrazët. *E la shtratin thatë. Shkqi me'duar thatë* shkoi te dikush pa i shpënë gjë, shkoi duarbosh. *E nxori (e përcolli, e qiti) me duar thatë (me duar bosh, me duar zbrazur). E kishte xhepin (kuletën) thatë.*
4. Pa ndonjë gjë tjetër, pa e shoqëruar me diçka tjetër, vetëm atë (edhe në një varg njësish frazeolo-gjike). *Hanin bukë thatë. E hëngri gjellën thatë. E hëngri djathin thatë. E piu qumështin thatë.*
5. *fig.* Pa bukuri e pa ëmbëlsi, pa ndjenja e pa ngrohtësi, ftohtë; pa fuqi shprehëse, me përmbajtje të varfër; shpejt e shpejt e pa hollësi. *Flet (shkruan) thatë. V përgjigj thatë. Qeshi thatë.*
• S'e ha (s'e lë) thatë s'mbetet pas nga të tjerët, është trim edhe ai; është i zoti e s'ia hedh dot, nuk gënjehet a nuk gabohet lehtë. E mbajmë barutin thate jemi kurdoherë të gatshëm për të luftuar, nuk i lëmë armët të na ndryshken. Mbeti me gojë thate s'hëngri dot gjë, mbeti pa ngrënë. Syri plot e dora thate *shih te* SY,~RI. Me mirë djepin thatë (bosh) se shejtania breoda *fj.u. shih te* DJEP,~I.
THATË,~I(i) *m.sh.* ~Ë, ~ËT ("). Pezmatim në lëkurë që fryhet e mbledh qelb, çiban, lungë. *doli një i thatë në qafë (në sqetull). I mblodhi një i thatë. lu hap i thati. Vuan nga të thatët.*
THATË,~T (te) *as.* 1. Thatësi, thatësirë; të qenët i thatë. *prishi të thatët pemët (perimet). S'e duron dot të thatët. Po mban të thatë i madh. S'prashitet në të thatë.*
*2.* Toka, zakonisht pranë bregut të detit, të lumit [e]j-(përkundrejt ujit), stere. *Doli në të thatë. Rri në të thatë. E nxori në të thatë.*
• Në (me) te thate pa shkak, pa arsye. Bluan në te thatë flet kot, llomotit, thotë gjëra pa vlerë e s'e dëgjon njeri. Lëvdohet (mburret) *aë* te thate (për së thati) lëvdohet kot, fare pa të drejtë, pa pasur asnjë meritë. Prashit në të thatë a) bën një punë që s'jep përfundim të mirë; b) llomotit, flet kot. S'këndon zhaba në të thatë *fj.u. shih te* ZHABË,~A.
THATËSf,~A 1. Të qenët i thatë, pa ujë e pa lagështi; mungesa e ujit, e lagështisë a e njomështisë. *Thatësia e ajrit. Ka thatësi në gojë.*
2. Thatësirë.
THATËSIRË,~A . Mungesë reshjesh për një kohë pak a shumë të gjatë; kohë pa reshje. *Thatësirë e madhe (e jashtëzakonshme). Thatësira e verës. Koha (stina) e thatësirës. Lufta me thatësirën. Bëri thatësirë.*
THATIK,~E *mb.* Thatanik. *Ishte thatik.*
THATIM,~E *mb.* 1. Që është i dobët a i hollë nga trupi, që është i hequr, i ligur, i thatë; thatanik. *flak (burrë, fëmijë) thatim. Plakë (grua) thatime. Me fytyrë, thatime. Vjen pak thatim.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
THATINË,~A *sh.* ~A, —AT. Tokë e thatë, tokë pa lagështi a pa ujë dhe jopjellore; tokë mbi ujë. *Po punohen edhe thatinat.*
THATlQ,~E *mb. tall. 1.* Thatim, i hequr, i thatë. *Ka fytyrë thatiqe. Ishte thatiq.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
THATUSH,~E *mb.* 1. Që vjen i dobët, i hequr, i thatë; thatim. *Djalë thatush. Vajzë thatushe.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
THEK,~Ui *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Tufë fi-jesh të bashkuara me një kokë, që varen varg në fund ose anëve të një petku, të një qilimi, të një mbulese, të një perdeje etj. për ta zbukuruar, xhufkë; fundet e fijeve anës një qilimi a një endjeje tjetër; fijet e shkurt-ra, më të cilat mbushet një qilim, një sixhade etj. *Thekë të gjatë (të kuq, të zez). Thekë ari. Qilim me thekë. Xhoke me thekë. Mbulesë me thekë. Shall me thekë. Gërshërë për thekë. I presim thekët. Bie bore me thekë* bie bore flokë-flokë.
2. Halat e kallirit të grurit, të thekrës etj. *Thekët e grurit.*
• Thekë e degë shumë i grisur, copë-copë. Në the-kun e zemrës në thelbin e zemrës. la preu thekun gruas *vjet.* e

ndau gruan dhe e turpëroi para të tjerëve, duke ia prerë xhufkat e brezit. la tjerrin thekun bisedës e zhvillojnë mirë bisedën, e qëndisin mirë muhabetin.

THEK,~U 11 *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Pjesa e lules së disa bimëve, që përmban endin. *Thekët e misrit. Thekët e zambakut.*

THEK 1 *kal,* ~A, ~UR. 1. Shpoj me diçka të mprehtë a me majë. *E theku me shpatë (me thikë).*

*1.* E qëlloj fort dike, i bie dikujt me force e papritur. *la theku syve. Ia theku në fytyrë (në bark, në gju). Ia theku me shuplakë.*

3. E mpreh, e nxjerr me force të veçantë; e nxjerr me fuqi dhe. duke e dredhur (për zërin). *Ia theku një kënge. Ia theku një gjel.*

4. E bëj më të shpejtë, e nxitoj (hapin, vrapin etj.); shpejtoj, u jap këmbëve, iki më të shpejtë, nxitoj. *Theku vrapin. Theki këmbët! Ia theku tutje. Thekja përpara!*

5. *fig.* Me prek thellë në shpirt, me shpon a me ther në zemër, me mallëngjen, thekem. *Me theku zemrën. Na theku shpirtin.*

6. *jokal.* Bie bore e hollë dhe me flokë, bie bore me thekë. *Po thek bora maleve.*

• Të thek ai është shumë i zoti, është shumë i forte.

THEK 11 *kal,* ~A, ~UR. 1. E ngroh bukën mirë pranë zjarrit, e lë pranë zjarrit sa të thahet e të marrë të skuqur. *Thek bukën. E theku në zjarr. E vuri për të thekur.*

2. Ngroh mirë pranë zjarrit a e lë në diell për një kohë të gjatë sa të skuqet a të rreshket. *Thek këmbët (duart, kurrizin) pranë zjarrit. E theku trupin në diell.*

THEKE,~T . *vet. sh.* Djallëzi; dhelpëri për të mashtruar tjetrin, për ta ngatërruar etj. *Ka shumë thekë.*

THEKEM 1 *vetv.* 1. Prekem thellë në zemër, mallëngjehem. *Thekët lehtë. S'theket fare.* 2. *Pës. e* THEK 1.THEKEM a *vetv.* 1. *vet. veta III.* Ngrohet mirë pranë zjarrit, thahet e merr të skuqur (për bukën). *V thek buka.*

2. Ngrohem mirë pranë zjarrit, rri pranë zjarrit sa të thahem mirë, sa të skuqem etj.; rri në diell sa të ngrohem mirë, të skuqem a të rreshkem. *Uthekën pranë zjarrit. U thek në diell.*

3. *Pës. e* THEK n.

THEKË,~A. *kryes. sh.* <-Ë, ~ËT. 1. *shih* THEK, ~Ui.

2. *bot. shih* THEK,~U n.

3. *opt.* Shirit a vilar i shndritshëm e i bardhë, pjesa qendrore e të cilit është ose më e ndritshme ose më e errët se anët. *Thekë qendrore. Thekë e ndritshme (e errët).*

THEKËKUQ,~I *m.* Lloj gruri kokërrvogël me hala të kuqërremta.

THEKËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Bimë njëvjeçare që mbillet si drithë sidomos në zona ma-lore, me kërcell si të grurit, me kokrra të murrme, të gjata e të holla; kokrrat e këtij drithi, që përdoren për ushqim. *Thekër dimri* thekër që mbillet në vjeshtë. *Thekër vere* thekër që mbillet në mars. *Kashtë thekre. Bukë thekre. Are me thekër. Mbjellin thekër. Është rritur si thekra pa bukë* është zgjatur shumë.

• E futi në thekër *dike* e futi në ngatërresa, e futi në të thella, e ngatërroi. Ra në thekër e humbi toruan, u shushat. Ra si pula (si gjeli) në thekër ra në bollëk ushqimesh, ra në të ngrëna të bollshme. Kapardiset (krekoset) si maçoku në thekër *shih te* MAÇOK,~U. Mbeti (ra) si ujku (si zagari) në thekër *shih tek* UJK,~U i. Mbolli thekër e i doli grurë *di-kujt shih te* MB JELL. Kur s'ke grurë, e mirë është edhe thekra *fj. u.* njeriu bën si të ketë, kënaqet me atë që ka; kur s'ke pulën, ha edhe sorrën. Thekra është e gjatë, po gruri hahet *fj. u.* vlen puna, jo pamja, mos i shih gunën, po punën. Hamë bukën tone e rrahim thekrën (bëjmë davanë e botës) *shih te* BUKË,~A. Bri thekre *bot. shih te* BRI,~RI.

THEKËRlSHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET dhe THE-KËRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Thekërore. *Shkonte thekërishtes. V fut në një thekërishte.*

2. *kryes. sh.* Kallinj thekre, kashtë thekre. *Thekërishte të njoma (të thata). Kasolle me thekërishte. Mbuluar me thekërishte.*

THEKËRORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Are e mbje-llë me thekër.

THEKËRT (i,e) *mb.* 1. Që del nga thekra, i thekrës. *Kashtë e thekërt.*

2. Që bëhet me miell thekre, prej thekre. *Bukë e thekërt.*

THEKËRRICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fete a cope buke e thekur mirë. *Erë e mirë thekërrice.*

THEKËRROHEM *vetv.* Thekem, rreshkem, ngrohem mirë. *U thekërrua mirë.*

THEKËRROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Thek, rreshk, ngroh mirë. *E thekërroi në furrë.*

THEKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Përdorëse e posaçme me një rrjetë telash a thuprash hekuri, që vihet mbi zjarr për të thekur bukën; përdorëse e tilie që punon me elektrik. *Thekës elektrik. Thek në thekës.*

THEKËT (i,e) *mb.* 1. Që të ther fort, që të shpon shumë (për dhembje). *Dhembje e thekët.* 2. I thekshëm.

THEKË-THËKË *mb.* 1. Që ka shumë thekë, me shumë thekë. *Velenxë (qilim) thekë-thekë.*

2. I ndarë fije-fije, i grisur e i copëtuar. *lu bënë thekë-thekë rrobat.*

THEKËZI,~U *m.* Lloj gruri kokërrmadh dhe me thekë të zinj.

THEKON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Bie me thekë (për borën). *Ka nisur të thekojë. Kur thekon, shtron (bora).*

THEKORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Qilim, bërruc a veshje tjetër me thekë. *Shtroi thekoren. V mbulua me thekore. Veshi thekoren.*

THEKS, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *gjuh.* Shqiptim me zë më të forte ose me ton më të ngritur i një rrok-jeje a i një zanoreje në fjalë, dallim që i bëhet një rrokjeje a një zanoreje në fjalë gjatë të folurit; she-një e posaçme që, kur shkruajmë, vihet mbi zanoren e shqiptuar në këtë mënyrë. *Theks i mprehtë. Theks hundor. Theks dinamik (melodik). Theks i lëvizshëm (i lire, i ngulët ose i palëvizshëm). Theksat ritmikë* theksat e një vargu. *Theksi i fjalës. Shenja e theksit. Lëvizja (shpërngulja) e theksit. Theksi bie mbi rrokjen e parafundit. Vuri theksat.*

2. *gjuh.* Shqiptim me zë më të forte ose me ton më të ngritur i një fjale a i një pjese të fjalisë, dallim që i bëhet një fjale a një pjese të fjalisë për të vënë në dukje rëndësinë kuptimore të saj, peshën emo-cionale që ka etj. *Theksi logjik (kuptimor). Theksi emocional. Theksi i fjalisë.*

3. *muz.* Rritja e forces në një note të caktuar të melodise; shenjë e posaçme që përdoret për të treguar këtë note.

4. Mënyrë shqiptimi ose theksi mi e tingujve, e fja-lëve ose e fjalive në të folur, mënyrë të foluri që është karakteristike për një njeri a për një grup shoqëror; ndryshim i zërit (ngritje, ulje, forcim, dobësim etj.), që shpreh ndjenja të caktuara të foiësit; theksim. *Theks i*

*këndshëm (i butë, i ëmbël, i ashpër). Foli me theks të veçantë (të huaj).*
5. *fig.* Vëmendje e posaçme që i kushtohet diçkaje, rëndësi e veçantë që i jepet një gjëje; dallim i veçantë që i bëjmë diçkaje, nxjerrje në pah e diçkaje, vënie në dukje. *Foli me theks të veçantë për diçka. Mori një theks të ri. Vë theksin mbi diçka* për-qendroj vëmendjen te diçka, e vë në dukje në mënyrë të veçantë, e nënvizoj, e theksoj.
6. *fig.* Karakteri i veçantë që ka ose që merr diçka; ngjyrimi i diçkaje. *Theks shoqëror (politik, filozofik). Theks epik (tragjik).*
THEKSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THEKSOJ, THEKSOHET. *Theksimi i zanores (i fjalës). Theksimi i disa tipareve. Shenja e theksimit.*
*2.* Mënyrë shqiptimi e tingujve, e fjalëve ose e fjalive në të folur, mënyrë të foluri; ndryshim i zërit (ngritje, ulje, forcim, dobësim etj.), që shpreh ndjenja të caktuara të foiësit; theks. *Theksim i qartë (i rëndë, i ëmbël, i këndshëm). Theksim hundor. Me theksim të veçantë.*
THEKSOHET. *Pës. e* THEKSOJ.THEKSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *gjuh.* Shqiptoj me zë më të forte ose me ton më të ngritur një rrokje a një zanore në fjalë, bëj që të dallohet një rrokje a një zanore në fjalë gjatë të folurit; vë shenjën e posaçme të theksit kur shkruaj. *Theksoj zanoret (rrokjet). Theksoj me force. E thekson mirë.*
*2. gjuh.* Shqiptoj me zë më të forte ose me ton më të ngritur një fjalë a një pjesë të fjalisë, bëj që të dallohet një fjalë a një pjesë e fjalisë për të vënë në dukje rëndësinë kuptimore të saj, peshën emocionale që ka etj. *Theksoj fjalën (fjalinë).*
3. Shqiptoj në një mënyrë të veçantë tingujt, fjalët ose fjalitë në të folur; ndryshoj zërin (e ngre, e ul, e forcoj, e dobësoj etj.), kur shpreh ndjenja të cak-tuara. *E theksoi mirë (drejt, keq, shtrembër). E theksoi ëmbël (rëndë, ashpër).*
*4. fig.* Përqendroj vëmendjen te diçka, e nënvizoj me force a e kam parasysh në mënyrë të veçantë, e dalloj nga të tjerat; vë në dukje, nënvizoj. *Theksoi rëndësinë (rolin) e dikuj t (e diçkaje). Theksoi gabimet (të metat). E ka theksuar gjithmonë. Dë-shiroj (dua) të theksoj se... Shtypi theksonte se... Siç e theksova me lart...*
THEKSOR,~E *mb. gjuh.* Që ka të bëjë me theksin; i theksuar. *Tipi (modeli) theksor.*
THEKSUAR (i,e) *mb.* 1. *gjuh.* Që shqiptohet me zë më të forte ose me ton më të ngritur në të folur, që theksohet (për rrokjet a zanoret në fjalë). *Zanore (rrokje) e theksuar. Fjalë e theksuar* fjalë që ka një rrokje me theks.
2. *gjuh.* Që shqiptohet me zë më të forte ose me ton më të ngritur në të folur, që dallohet për të vënë në dukje rëndësinë kuptimore të saj, peshën emocionale që ka etj. (për një fjalë a për një pjesë të fjalisë). *Fjala e theksuar nëfjali.*
3. *fig.* I forte, i madh; që shquhet, që bie në sy, i dukshëm. *Ngjyrë e theksuar. Pjerrësi e theksuar.*
4. *fig.* Që bie në sy, që zotëron diçka në shkallë të lartë, që dallohet nga diçka e veçantë; shumë i forte, shumë i madh. *Dobësi e theksuar. Mungesë e theksuar. Dallime (ndryshime) të theksuara. Me ka-rakter të theksuar ideologjik (politik, klasor).*
THEKSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që të ther në zemër, që të prek shumë, që të mallëngjen; i mprehtë, i dredhur e therës, që të ngjeth mishin. *Klithmë e ihekshme. Vaj (rënkim, lajm) i thekshëm. Thirrje (fjalë, lutje) të thekshme. Ndodhi (ngjarje) të thekshme. Shikim (vështrim) i thekshëm. Foli me zë të thekshëm.*
*2: shih* THEKSUAR (i,e) 3>4. *Ngjyra të thekshme. Dëshira të thekshme. U be me i thekshëm.*
THEKSHËM *ndajf.* Në mënyrë të tillë që të ther në zemër a të mallëngjen. *Qau (foli) thekshëm. Ku-mbon thekshëm. 1 ra thekshëm fyellit.*
THEKUR (i,e) *mb.* 1. I tharë e i skuqur pranë zja-rrit, *Bukë e thekur.*
*2. fig.* I vënë mënjanë e i ruajtur prej shumë kohësh. *Para të thekura.*
3. *fig.* I rrahur mirë nga jeta, i pjekur; i kalitur. *Është me i thekuri ndër të gjithë.*
*A. si em.* ~A, ~AT (të) . *vet. sh. fig.* Fjalë të men-duara mirë, fjalë prej një të pjekuri, fjalë që zënë b; fjalë me kripë. *tha ca të thekura.*
THEKURlNË,~A *kryes. sh.* ~A, ~AT. Gjëra të thekura a të pjekura shumë (si kore buke, thembra byreku etj.); copëra buke të thata e të mbetura. *U dha ca thekurina.*
THEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Gozhdë e madhe, që përdoret zakonisht për të mbërthyer trarët. 2. Shul hekuri në kambanore ku varet kambana.
THELA-THELA *mb.* I prerë në shumë pjesë, i ndarë në shumë thela (për diçka që mund të pritet në thela me thikë). *E bëri thela-thela* e bëri copë-copë, e griu me thikë. *Iu bënë duart thela-thela* i plasën duart, iu plasaritën duart. *E gjetën thela-thela.*
THELB,~BI *m. sh.* ~PlNJ, ~PINJTË. 1. Pjesa e tultë e bërthamës së disa pemëve si pjeshka, kajsia etj., fara brenda lëvozhgës, bukëza që ka brenda kokrra e arrës, e lajthisë, e bajamss etj. dhe që hahet; secila nga pjesët e bukëzës së arrës. *Thelpinj arre (bajamesh). Qëroi thelpinjtë. I nxori thelbin.*
*2.* Secila nga pjesët e vogla e të tulta, që bashkohen e përbëjnë kokrrën e hudhrës. *Hudhra me thelb të madh.*
3. *bot.* Fletët e para që mbështjellin embrionin brenda fares së bimëve, të cilat çelin Iule e lidhin fryte.
4. *fig.* Pjesa e mesit dhe më e rëndësishms e diçkaje; mesi, thellësia. *Thelbi i dimrit. Nga thelbi i zemrës.*
5. *fig.* Ana e brendshme më e domosdoshme dhe më e qëndrueshme e sendeve ose e dukurive, brendia e diçkaje; pjesa me kryesore dhe më e qenësishme e diçkaje. *Thelbi klasor (historik, politik, ideologjik). Thelbi i çështjes (i punës, i mendimit). Në thelb* në të vërtetë; përsa i përket pjesës kryesore të diçkaje. *hyri thebit. Kapi thelbin. Ky është thelbi. Këtu që-ndron thelbi.*
• Arra pa thelb fjalë a punë boshe, pa vlerë. Ka thelb buka *fj.u.* buka që të japin vlen shumë, huk bën të hash bukën e të përmbysësh kupën. I ush-qyer (i rritur) me thelpinj arre i ushqyer shumë mirë, i rritur më të gjitha të mirat, i rritur me shumë kujdes.
THELBËSOR,~E *mb.* Që Iidhet me anën e brendshme më të domosdoshme dhe më të qëndrueshme të sendeve ose të dukurive, që ka të bëjë me brendinë e diçkaje; që Iidhet me pjesën me kryesore dhe më të qenësishme të diçkaje, që i përket thelbit të diçkaje; i qenësishëm; kryesor. *Çështje thelbësore. Karakte-ristikë (veçori) thelbësore. Tipar thelbësor. Dallim (ndryshim) thelbësor. Ana thelbësore. Ka rëndësi thelbësore. Është thelbësore.*
THELBOR,~E *mb.* 1. Që Iidhet me thelbin e fa-rave a të fryteve, që i përket thelbit, i thelbit. *Pjesa thelbore. Cipa thelbore.*
*2. shih* THELBËSOR,~E. *E metë (veçori) thelbore.*

3. *bot.* Që ka fletë, të cilat mbështjellin embrionin brenda fares (për bimët që çelin Iule e lidhin fryte).

THELË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope e vogël mishi, pjepri etj., zakonisht e prerë nga e tëra ose nga një pjesë më e madhe. *Thelë e madhe (e vogël). Thelë mishi (peshku). Thelë shalqini (pjepri, molle). Thelë djathi. E bëri thela. E preu në thela.*

2. Secila nga pjesët që përbëjnë kokrrën e disa fryteve e që zakonisht mund të ndahen njëra nga tjetra. *Thelë portokalli (mandarine).*

3. E çarë a plasaritje zakonisht në lëkurë, qëështëbërë më të prerë ose për ndonjë shkak tjetër. *është bërë një thelë në këmbë. I janë bërë- duart thela.*

4. *fig.* Pjesë nga një pasuri, nga një fitim etj., që e merr dikush. *Mori thelën më të madhe.*

Drejt e në tbela *bised.* a) do menjëherë t'i plo-tësohen kërkesat më të mëdha, kërkon menjëherë gjënë më të mirë e me me vlerë; b) drejtpërdrejt, jo rrotull e rrotull. Tbelë mbi bisht e mirë mbi të mirën; e mirë nga s'e pret. U bënë thelë e cope u vranë e u prenë. Mbeti (katandisi) kokoshi (kaposhi) një tbelë mbeti shumë me pak nga ç'ishte, mbeti fare pak, u zvogëlua shumë diçka. Nuk u është puqur lëngu me thelë *shih te* LËNG,~U. Çon një pelë e ba një thelë *shih te* PELË,~A. Të jep një thelë e të aierr (të rrë-mben) një *pe\ëkeq.* të jep pak për të të marrë shumë; të jep kusinë e të merr shtëpinë. Lëre lëngun e hyr në thela! *iron, shih te* LËNG,~U. Thela e madbe të ngec në fyt *fj. u.* kush lakmon shumë, e pë-son.

THELËMOHET. *Pës. e* THELËMOJ.

THELËMOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E pres mishin, pjeprin etj. në thela, e bëj thela-thela.

THELMË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Copa të vogla që mbeten pasi priten një pale rroba për t'u qepur. *Kane mbetur ca thelma. E ka mbushur dyshekun (jastëkun) me thelma.*

THELOHET *pës.* Thelëmohet.

THELOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Thelëmoj.

THELLË (i,e) *mb.* 1. Që ka largësi të madhe nga lart poshtë, duke u nisur nga sipërfaqja e tokës a e ujit; që shkon shumë poshtë sipërfaqes, që ka thellësi; që është, që bëhet a që futet në thellësi; që e ka fundin shumë poshtë nga pjesa e sipërme ose nga buzët, kur e krahasojmë me sende të tjera të njëllojta, që nuk është i nderë a i përfushtë; i futur mjaft a shumë brenda; *kund.* i cekët. *Grope e thellë. Hendek (pus) i thellë. Minierë e thellë. Lumë (det, liqen) i thellë. Në vende (në shtresa) të thella. Tas i thellë. Pjatë (tepsi) e thellë. Lërim (punim, shpim) i thellë. Rrënjë të thella. Me sy të thellë. Rrudha të thella. Plage e thellë.*

2. Që është larg nga kufiri, nga skaji a nga fillimi i një vendi ose larg nga bregdeti; që shtrihet larg në brendësi. *Krahinat (zonal) e thella malore. Vende të thella.*

3. Që mbush gjithë mushkëritë, që është i plotë; që del nga brendësia e kraharorit dhe është i ulët e i mbytur. *Frymëmarrje e thellë. Zë i thellë. Rënkim i thellë. Psherëtimë e thellë.*

4. *fig.* I një kohe të largët, shumë i hershëm. *Në mesjetën e thellë. Në lashtësinë e thellë.*

5. E mbyllur, e errët (për ngjyrat). *Blu e thellë.*

6. *fig.* Që hyn mirë në thelbin e gjërave, i mbështe-tur e i arsyetuar mirë, që mbështetet në një zbërthim e në një përgjithësim të shumanshëm të gjërave; që i di me themel gjërat, i përgatitur mirë e i pjekur; *kund.* i cekët. *Studim (shqyrtim) i thellë. Njohje e thellë. Njohuri të thella. Mendime të thella. Gj'ykim i thellë. Kritikë (autokritikë) e thellë. Analizë (sintezë) e thellë. Njeri (mendimtar, studiues) i thellë. Është i thellë at.*

7. *fig.* Shumë i madh, i theksuar; i forte; i plotë. *Përkulje e thellë. Krizë e thellë. Fitore e thellë. Kon-tradikta të thella. Dallime (ndryshime) të thella. Errë-
sirë (natë) e thellë. Qetisi (heshtje) e thellë. Gjumë i thellë.*

8. *fig.* Që arrin në një shkallë shumë të lartë, shumë i fuqishëm; që depërton në thellësi të botës së brend-shme të njeriut (për ndjenjat). *Ndjenjë e thellë. Dësh-përim i thellë. Keqardhje (dashuri, urrejtje, përshtypje) e thellë. Me nderim të thellë. Vështrim i thellë* vështrim plot kuptim, vështrim që shpreh një ndjenjë të fu-qishme.

9. *fig.* Që mbahet i mbyllur e ruhet me kujdes pa ua treguar të tjerëve, që nuk zbulohet, që nuk duket e nuk kuptohet lehtë. *E fshehtë e thellë.*

10. *përd. em.* ~A, ~AT (të) *sh. bised.* Mendime a punë të vështira për t'u kuptuar, çështje të mbyllura e të ngatërruara. *E futi në të thella. Hyri në të thella. Merrej më të thella. I ka të thella ai.*

• E ka shpirtin të thellë nuk vdes a nuk ngordh lehtë e shpejt. S h t y p i thellë *shtypshkr.* më-nyrë shtypi në të cilën shkronjat, figurat, skicat etj. gdhenden në një fletë të nolle dhe dalin në letrën e shtypur të dalluara për shkak të trashësisë së ndrysh-me të shtresës së bojës.

THELLË *ndajf.* 1. Në një largësi të madhe nga lart poshtë, duke u nisur nga sipërfaqja e tokës a c ujit; shumë poshtë sipërfaqes, në thellësi; në fund a afër fundit të diçkaje; pingul nga lart poshtë, drejt fundit të diçkaje; në brendësi të diçkaje, mjaft brenda. *Thellë në tokë (në pus, në grope, në ujë, në det, në liqen). Thellë në mal. Thellë në mish (në tule, në kockë). Thellë në bark. Shpoj (fut, shtie, çaj) thellë. Hyri (u Jut, u zhyt) thellë. E lëroi thellë. I ka hyrë gjembi thellë. I ka mbledhur plaga thellë. Ndodhet thellë. Këtu është shumë thellë* ka thellësi të madhe (për lumin, liqenin. detin).

2. Larg nga kufiri, nga skaji a nga fillimi i nj4 vendi, në brendësi. *Thellë në male (në pyje). Thelli në veri. U fut thellë. Hyri thellë në zonat e armikut (në prapavijë).*

3. Me gjithë mushkëritë; nga brendësia e kraharorit dhe ulët e mbytur; në brendësi. *Marr frymi thellë. E thithi thellë. Rënkoi (psherëliu) thellë.*

4. *fig.* Shumë kohë me pare, shumë shekuj me pare, në një kohë të largët. *Thellë në lashtësi (në mesjetë).*

5. *fig.* Duke hyrë mirë në thelbin e gjërave, duke e shqyrtuar e duke e arsyetuar diçka mirë, me baza e në mënyrë të shumanshme, duke i peshuar mirë të gjitha anët e mira e të këqija, rrethanat, shkaqel e pasojat; *kund.* përciptas. *E studioi (e mendoi, e arsye-toi) thellë. E njeh thellë. I hyri thellë çështjes e* studioi a e shqyrtoi çështjen me rrënjë.

6. *fig.* Shumë, në mënyrë të theksuar; fort; në mënyrë të plotë, plotësisht. *Përkulem thellë. Fitoi thellë. Gaboi thellë* gaboi rëndë.

7. *fig.* Në një shkallë shumë të lartë, fuqishëm (për ndjenjat); në brendësi të shpirtit, me gjithë shpirt. *U dëshpërua thellë. E ndjeu thellë. U prek thellë.*

• U fut thellë e kaloi kufirin e caktuar, e kaloi masën e diçkaje. Sa me thellë aq më të ruda *iron, shih te* RUDË,~A.

THELLËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Largësia nga sipërfaqja e diçkaje deri në fund të saj ose deri në një pike të caktuar në drejtim të këtij fundi; lartësia e trupave të zgavërt a të lugët e matur në drejtimin nga lart poshtë; vend a pike që është shumë poshtësipërfaqes së diçkaje dhe larg saj, vend i thellë; të qenët i thellë. *Thellësi e madhe (e vogël). Thellësia e pusit (e gropes, e hendekut). Thellësia e detit (e li-qenit, e lumit). Thellësia e gërmimeve. Thellësia e prerjes. Në thellësitë e tokës (e oqeaneve). Matësi i thellësisë. Bimësia e thellësive detare. Ka thellësi. Thellësia arrin* 300 *m. Arriti thellë sine më të madhe.*
2. Krahinë a zone që ndodhet larg nga kufiri, nga skaji a nga fillimi i një vendi ose larg nga breg-deti; vend a hapësirë që gjendet larg në brendësi; krahinë a zone e thellë. *Në thellësitë malore. Në thellësi të vendit. Në thellësi të pyllit (tëfushës, të luginës). Në\ thellësitë e qiellit. Luftime në thellësi.*
3. Largësi shutnë e madhe kohe në të shkuarën. *Në thellësi të shekujve. Nga thellësitë e së kaluarës. Vjën nga thellësia e kohës.*
4. Të qenët e mbyllur a e errët, të qenët e thellë (për ngjyrat). *Thellësia e ngjyrave.*
5. *fig.* Të qenët i mbështetur, i peshuar e i arsyetuar mirë, të qenët i mbështetur në një zbërthim e në një përgjithësira të shumanshëm të gjërave; brendi a përmbajtje e thellë; të qenët shumë i përgatitur e i pjekur; *kund.* cektësi. *Thellësia e njohjes (e gjykimit). Thellësia e analizës. Thellësia e mendimit (e ideve). Thellësia e ndjenjave. Thellësia e kritikës. I mungon thellësia atij.*
6. Të qenët shumë i madh e i theksuar; shkalla që arrin një dukuri. *Thellësia e krizës. Thellësia e kontradiktave. Thellësia e dallimeve.*
7. Tërësia e anëve të ndryshme të brendshme të diçkaje, e rrethanave, e shkaqeve, e pasojave etj., që jna lejojnë ta njohim e ta kuptojmë atë mirë e thellë, të depërtojmë në brendinë e vërtetë të saj, ta vlerësojmë drejt e në mënyrë të gjithanshme. *E pane (e shqyrtuan) në thellësi. E studioi në thellësi. E njoh në thellësi.*
Në thellësi të shpirtit në botën e brendshme të njeriut, në botën e ndjenjave të tij, thellë në shpirt; fshehur, në vetvete. Që nga thellësia e zemrës (e shpirtit) jme ndjenjat më të ngrohta, me dashuri të ma-dhe! nga thelbi i zemrës. Dehja e thellësisë *mjek. shih te* DEHJE,~A.
THELLËSIRË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Vend i thellë; thellësi e madhe në tokë, në ujë etj. *Thellësira të më-dhal Thellësirat elumit. Thellësirat enëntokës (e detit...). U zhyt në thellësirë.*
THELLËSISHT *ndajf. libr.* Thellë; shumë, fort; plotësisht. *Me karakter thellësisht ideologjik (revo-luciqnar, politik, antiimperialist). Thellësisht i gabuar. Thellësisht i ndërgjegjshëm (i bindur). Thellësisht nje-rëzor (mirënjohës). U prek (u pendua) thellësisht.*
THELLËTIRË,~A *sh.* ~A, ~AT. Hon, hum-nerë.
THELLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve THELLOJ, THË-LLOHEM. *Thellimi i kanalit. Thellimi i përçarjes. Thellimi i mosmanëveshjeve (i krizës, i luftës, i revo-lucionit). Thellimi i vijës së masave. Thellimi në stu-dimtn e problemit.*
2. Vend i thellë a *i* thelluar; e thelluar në një gjë. *Gjurmë të thellimeve. Ka thellime.*
THELLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Thellësirë. 2. Pellg mjaft i thellë që krijohet nga mbyllja e plotë a e pjesshme e një përroi dhe që shërben për të ujitur.
THELLOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Hahet a gë-rryhet në pjesën e fundit a në shtratin e vet (një lumë, përrua etj.), bëhet i thellë; bëhet me i thellë; futet përbrenda. *Është thelluar lumi. lu thelluan rrudhat (të carat). Iu thelluan sytë* i janë futur shumë sytë në gropëzat. *janë thelluar faqet* i janë futur brenda. i janë rrufitur faqet, është dobësuar.
2. *vet. veta III.* Bëhet më e errët, më e mbyllur a më e thellë (ngjyra).
3. *vet. veta III fig.* Merr përpjesëtime më të mëdha, bëhet me i madh a me i theksuar, bëhet me i thellë. *U thellua miqësia. U thellua kriza. Ishte thelluar (për-çarja).*
4. *fig.* Hyj në brendësi a në thelb të diçkaje, duke e shqyrtuar dhe duke e studiuar nga të gjitha anët, e rrah mirë një punë, një çështje etj.; mendoj thellë, zhytem në mendime për diçka. *Thellohem në studimin (në njohjen, në trajtimin, në analizën) e diçkaje. Thellohemi në materialet e Partisë. Thellohu me shumë! E bëripa u thelluar mirë.*
THELLOJ to., ~OVA, ~UAR. 1. E ha a e gë-
rryej në fund diçka, e bëj të thellë; e bëj më të thellë; e bëj të futet përbrenda. *Thelloj gropën (kanalin). Thellojnë portin. la thelloi rrudhat (të carat).*
*2.* E bëj më të errët, më të mbyllur a më të thellë (një ngjyrë). *Thelloje të kuqen!*
3. Bëj që diçka të marrë përpjesëtime më të mëdha, që të ketë shkallë më të lartë zhvillimi, përhapjejc etj., e bëj më të madh a më të theksuar, e shpie me thellë. *E thelluan miqësinë. E thelloi kritikën. E thelloi gabimin. I thelluan mosmarrëveshjet. Thelluan rezul-tatin. sport,* arritën fitore më të thellë.
4. E shqyrtoj dhe e studioj diçka nga të gjitha anët, duke u futur në brendësi, duke e njohur e përve-tësuar me thellë etj., e shpie me thellë. *Thelloj studimin (analizën, shqyrtimin, përgjithësimin). Thelloj përvetësimin e një lënde.*
THELLOMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i thellë në det, në liqen a në lumë.
THELLUAR, ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Vend i thelluar i diçkaje, pjesë e diçkaje që është më e thellë se pjesët e tjera; grope; hulli. *Të thelluar at e çe-lësit (e rrotave). E thelluara e gjoksit. Në të thelluarën e supit.*
THELLUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *min.* Punëtor që thellon a që hap më tej galerinë në minierë.
THELLUES,~E *mb.* Që përdoret ose që shërben për thellimin e diçkaje; që bëhet për të thelluar diçka *Dragë thelluese.*
THEM *kal.* dhe *jokal.,* THASHË, THËNË. 1. Shprch diçka me fjalë ose me shkrim, flas, shprehem, njoftoj diçka; i jap, i çoj fjalë dikujt, lajmëroj; i jap a i njoftoj dikujt një udhëzim, një urdhër, një porosi etj., porosit; urdhëroj, njoftoj një vendim. *Them të vërtetën. Them mendimin tint. Thotë gënjeshtra. la thanë emërimin. Ua tha vendimin. Populli thotë se.., I vjetri ka thënë se... Tha shumë gjëra. S'tha asgjë. S'tha asnjë gjysmë fjale* nuk foli fare. *Drejt e the. la tha cope. Ç'thua kështu? Si the? Pse e the? Tha fjalë me vend. S'la gjë pa thënë. Ashtu i thanë. S'di ç'të them. Pusho (rri), të them! I thuaj të vijë! Me thoni, ju lutem!Po them disa fjalë për këtë çështje. A i tha a s'i tha dy fjalë* foli shumë pak. *thanë të rrinte gati (të priste, të nisej). Është e kotë t'i thuash atij. Thuaj, e di*

*apo jo? Thuaj, do të vish me ne apo jo? Thuaji sa të duash, atij aq i bën. E kush thotë pa!* paska gojë e flet edhe dikush që vetë vepron a ka vepruar ndryshe. *Të themi të drejtën (të vërtetën)... fj.ndërm. Bluaje, pa thuaje! fj.u.*

*2. bised.* Tregoj diçka me fjalë, rrëfej; recitoj, shqiptoj. *Na tha një përrallë (një his tori, një vjershë). Them mësimin (rregullën). Ia ka thënë gjyshi (nëna, vëllai). Kush ia tha? Si ia tha? Pse ia the? I tha të gjitha. Nuk t'i ka thënë? Me thuaj ç'u be atje. E tha pa asnjë gabim.*

3. *bised.* Shfaq një mendim; mendoj; kujtoj. *Ç'thua ti? Thashë njëherë të shkoja (t'i tregoja). Thashë se vdiqa (se plasa, se u mbyta). Atë thuaj, s'më pëlqen.*

4. *kryes. veta III.* Flet, përhap fjalë, përhap lajmin; përflet, merr nëpër gojë. *Bota thotë se... Njerëzit thonë se... Thonë se... Le të thonë ç'të duan, ai vështron punën.*

5. *bised.* E quaj; e thërres me emër *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore). Si i thonë kësaj gruaje (këtij djali) ? Qysh i thonë këtij vendi (këtij fshati) ? Ç'ta thonë emrin? Mos me thënçin burrë, po... Si të thuash* si ta quash në një fare mënyre, si ta quash diçka. *Kësaj i them punë! Kësaj i them dasmë unë! Kësaj i them gjellë! I thotë derrit dajë! I them qenit qen!*

6. *bised.* Ia marr një kënge, një pjese muzikore a një melodie; kendoj *(me trajtën e shkrirë* ia *të për-emrave vetorë). Ia them këngës. Ia thoshte bilbili. Ia thotë me fyell. Ia thotë e ia pret bukur. Ia thotë a s'ia thotë* këndon (i bie një vegle muzikore) shumë bukur.

7. *vet. veta III.* Pasqyron, shpreh a shfaq diçka, jep të kuptosh. *Fytyra e saj thoshte shumë. Shikimi (vështrimi) i tij thotë gjithçka. E thonë sytë se ç'ka në zemër. Kjo s'do të thotë gjë.*

8. *bised.* E bëj shumë mirë, e kryej si duhet diçka; jam i zoti për një punë, zotëroj mirë një mjeshtëri *(me trajtën e shkrirë* ia *të përemrave vetorë). Ia thotë lapsit (kalemit). Ia thotë ai për punë. S'ia thoshte për të kënduar. S'ia thoshte në llogari. S'ia thoshte nga zanati. Ia thotë mirë. S'ia thoshte fare.*

9. *vet. veta III. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor të vetës së tretë njëjës në r. dhanore).* Është. *thonë dimër (verë). I thonë fshat (qytet, fushë, mal) këtu. I thonë luftë. I thonë punë, s'i thonë shaka. Jetë i thënçin! iron,* s'është jetë për të qenë kjo, është jetë e keqe. *Burrë (grua) i thënçin! iron.*

10. në *sh.* si *fj. ndërm.* Ta zëmë, për shembull. *Ishin, të themi, nja dyqind vetë. Vinin, të themi, për-ditë. Me mirë, të themi, e gjetëm vetë. Si të themi...* si për shembull.

11. si *pj. vet. veta III.* Vallë (përdoret kur pyesim me dyshim për diçka, kur shprehim habi, kur nuk kemi siguri për diçka etj.). D *I dime të gjitha. A thua?! □ A thua ta gjejmë në shtëpi? A thua e ngremë dot? Thua të jetë e vërtetë?*

*k* S'ke ç'i thua është shumë i mirë, është i për-sosur, s'ka të share. Ma thotë mendja se..., mendoj se..., kujtoj se... I them "ndal!" *shih te* NDAL. Ta thotë në sy është i hapur, flet të vërtetën, s'flet prapa krahëve, ta thotë troç. Thotë e sbtbotë *shih te*

SHTHEM. I tha (i foli) në *\esh diçka shih te* VESH, ~I. Mi thotë (ma ndien, ma ndjell) zemra *shih te* ZEMËR,~RA. S'i la gjë pa thënë *shih te* LË. S'thotë gjë ai nuk kundërshton, nuk pengon; nuk të qorton. Pa thënë (pa bërë) as një, as dy *shih te* NJË. Ia thëntë prifti (hoxha) në vesh! *mallk., vjet.* vdektë! Njëri ia thotë e tjetri ia pret ç'thotë njëri, thotë edhe tjetri; sa thotë njëri një gjë, tjetri e përkrah. Nuk i tha një here goja "plaç!" *shih te* GOJË,~A. Unë them "ja ujku!", ti kërkon gjurmët (kur ke ujkun, mos i kerko gjurmët!) *fj. u. shih tek* UJK,~U i.

THEMBËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Pjesa e prapme e shputës së këmbës, që vjen si e rrumbu-llakët dhe është pak e dale; pjesa e prapme e çorapit ose e këpucës që mbulon këtë anë të shputës së këmbës; pjesa e prapme e këpucës, në anën e poshtme, që është zakonisht ms shollë a me gome të trashë, take. *Thembra e këmbës. Thembra e çorapit. Vrau thembrën. I dolën (iu grisën) thembrat. U janë ngrënë thembrat këpucëve.*

2. Pjesa anësore e bukës, kore në anë të bukës; pjesa anësore e lakrorit, e bakllavasë etj., anë, qenar. *Thembër buke. Thembrat e bakllavasë. I ktheu the-mbrën lakrorit. S'i ha thembrat. Preu një thembër.*

*k* Nën thembrën *e dik uj t* i shtypur nga dikush, nën sundimin e tij. I dha një thembër i dha fare pak, i dha diçka fare të vogël sa për të kaluar radhën. Nga koka deri te thembrat i gjithi, kokë e këmbë. I ndershëm gjer në thembër shumë i ndershëm. Ngul thembrat *shih te* NGUL. E ka në thembër (e ka ngjitur për thembre) e ka shumë afër, i gjendet pranë. Thembra e Akilit *libr.* pika më e dobët e dikujt, ana në të cilën dikush e ndien veten të pasigurt e të pambrojtur; diçka që kërkon kujdes të veçantë e që është mjaft e vështirë. As në thembër s'ia arrin s'i afrohet fare, as që mund të krahasohet a të matet me të. Ka jetvar me thembrat e botës ka jetuar në varfëri të madhe, ka bërë një jetë të mjerë. I shkoi (i ra) zemra te thembra a) u frikësua shumë, i humbi guximi; b) ka rënë fare moralisht, s'ka forca e dëshirë të bëjë gjë. Vëri majat (gishtat) nga (ke) thembrat! *iron,* shko andej nga ke ardhur, mbathja, mbushu! I vunë thembrën (këmbën) në qafë *shih te* QAFË,~A. Nga vë ballin, vë thembrat (thembrën) *tall, shih te* BALLË,~Ii.

THEMBËRZOHET. *Pës. e* THEMBËRZOJ.

THEMBËRZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I jap trajtën e një thembre një druri a një guri duke e Iatuar, e gdhend një dru a një gur në trajtë thembre.

THEMBROS *kal.,* ~A, ~UR. E ngop dike me thembra e me kothere buke.

THEMBROSEM *vetv.* Ngopem me thembra a me kothere buke.

THEMEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Pjesa e murit nën dhe, zakonisht më e gjerë dhe me gurë, mbi të cilën ngrihen muret e një ndërtese, një urë etj.; vendi si hendek, që mbushet me gurë për të ndërtuar këtë pjesë muri. *Themele të forta (të trasha, të thella, të reja). Themelet e shtëpisë (e kalasë, e urës). Themele nën ujë. Themele prej guri (prej betoni). Gur themeli. Hapën themelin. Vunë (hodhën) themelet.*

*2.* Pjesa e poshtme e një trupi, e një sendi etj., mbi të cilën mbështeten a vendosen pjesët e tjera të tij, baza mbi të cilën qëndron trupi, sendi etj.; pjesa e fundit e një pajisjeje, e një vegle etj.3. *gjeotn. shih* BAZË,~A 10. *Themeli i një tre-këndëshi. Themeli i prizmit.*

4. *fig.* Ajo që shërben si mbështetje për diçka; ajo që përbën bazën nga e cila zë fill a formohet diçka tjetër ose mbi të cilën ngrihet e zhvillohet diçka; *kryes. sh.* parimet kryesore të një shkence, parimet themelore mbi të cilat ngrihet a mbështetet një dituri; njohuritë themelore në një fushë të dijes, bazat. *Themele të forta (të shëndosha). Themel i patundshëm. Themeli i ekonomisë. Themelet e*

*gjuhës letrare ko-mbëtare. Mbi themele prej balte* mbi baza jo të forta, i paqëndrueshëm. *Me themel* në mënyrë të thellë e të qëhdrueshme, me baza të shëndosha; me rrënjë. *Pa themel* jo thellë, përciptas. *Vuri (hodhi) themelet e \diçkaje* themeloi diçka. *Është në themel të di\ç k aj e.*
*-k* Deri në themel krejtësisht; me rrënjë; që nga themeli. Që nga tbemeli a) që nga e para, sërishmi, që nga fillimi fare; b) krejtësisht; me rrënjë. Gur themeli diçka shumë e rëndësishme që shërben si mbështetje; kryesorja. I shkanë themelet *dikujt a diçkaje shih te* SHKAS. U be (ishte) shtëpi me themel ishte në gjendje të mirë ekonomike, ishte i zënë ekonomikisht. I ka themelet (bazat) në rërë *shift te* RËRË,~A. Themeli çati le të bëhet! le të përmbyset gjithçka, le të shkatërrohet çdo gjë, le të përmbyset bota!
THEMELDALË *mb.* 1. I shkatërruar, i prishur, që i kanë dalë themelet (për një ndërtesë).
2. Që nuk ka as fëmijë, as të afërm, as pasuri; që ka mbetur vetëm pa asnjë ndihmë e përkrahje; rrëhjëdalë (për njerëzit).
THEMELFORTË *mb.* Që ka themel të forte.
THEMELI,~A. *sh.* ~, ~TË. *shih* THEMEL,~I.
THEMELIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THEMELOJ, THEMELOHET. *Themelimi i q'ytetit. Themelimi i partisë (i shtetit).*
21 Koha kur themelohet diçka. *Që nga themelimi. Pas', themelimit të Partisë.*
1JHEMELOHET. *Pës. e* THEMELOJ. *U themelua partia. V themeluan këshillat.*
THEMELOJ *kal,* ~OVA, ~l?AR. 1. Hedh themelet e një ndërtesë; nis të ngre një qytet etj. *Themeluan një kala. Themeloi qytetin.*
*2. fig.* Krijoj a formoj një organizatë, një sho-qëri, një institucion etj.; ngre i pari një gjë, hedh i pari themelet e diçkaje. *Themeloi partinë (shtetin). Themeloi një shoqëri patriotike. Themeloi një organizatë. Themeluan shkollën e parë shqipe. Themeloi universitetin.*
THEMELOR,~E *mb.* 1. Që shërben si themel, që i përket bazës mbi të cilën ngrihet diçka, i the-melii. *Guri themelor. Shtresa themelore. Pjesa themelore.*
*2.* Që shërben si bazë ose si pikënisje për diçka, që është si mbështetje kryesore për të zhvilluar diçka tjetër; që është shumëi rëndësishëm a me i rëndësish-mi, me kryesori; që ka vlerën a peshën kryesore. *Parim themelor. Tezat themelore. Vija themelore. Ligj themelor. Dokument themelor. Tiparet themelore. Detyrat themelore. Kërkesat themelore. Gjëja themelore. Problem themelor. Fondi themelor i leksikut. gjuh\ Fondet themelore. ek.*
• Numëror themelor *gjuh. shih te* NU-MËROR,~Ii.
THEMELTAR,~E *mb.* 1. Themelor. *Vepër the-meltare.*
2. *zyrt.* I përgjithshëm e kryesor. *Regjistri themeltar.*
3. *vjet.* Themelues. *Komiteti themeltar. •k* Guri themeltar gur themeli.
THEMELTË (i,e) *mb.* Që është i thellë e i që-ndrueshëm;që është me themel, që ka baza të forta. *Ankesë e themeltë. Arsye e themeltë. Veprime të the-melta.*
THEMELUES, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që themelon diçka, krijuesi a organizuesi i parë i diçkaje, ai që ka hedhur themelet i pari për një gjë. *Themeluesi i qytetit. Themeluesi i partisë (i shtetit). Themeluesi i organizatës (i shoqërisë) patriotike. Themeluesit e marksizëm-leninizmit.*
THEMELUES, ~E *mb.* Që themelon diçka, që krijon i pari diçka, që ka hedhur themelet i pari për një gjë. *Grupi (komiteti) themelues. Konferencë (mbledh-je) themeluese.*
THEMELVËNËS,~E *mb.* 1. Që vë themelet e një gjëje, që vë bazat për diçka, që themelon një gjë. *Punë themelvënëse. Mbledhje themelvënëse.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për njerëzit).
THEP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Majë e mprehtë e një shkëmbi a e një mali; majë e mprehtë e diçkaje. *Thepat e shkëmbinjve. Male me thepa. Gur me thepa. U ngjit gërxheve e thepave. Vrapoi thep me thep. I bëri një thep shkopit.*
2. *usht.* Majë prej metali në fund të tytës së një arme zjarri, të cilën, kur marrim shenjë, e vëmë në një vijë me shtjekëzën dhe me shenjën. *Thepi i push-kës (i tytës). I lëviz thepi* nuk mban mirë vijën e shë-nimit. *Rrafshoj thepin me shtjekëzën* shënoj duke i vënë në një vijë thepin, shtjekëzën dhe shenjën.
• Shaka me thepa shaka që dëmton, shaka me thumba. la tha me thepa ia tha me qëllim të keq, për ta ngacmuar a për ta goditur.
THEP,~E *mb.* 1. I ashpër në të folur, që të ther me fjalë, që flet me thumba; që i pret goja, që e ka gjuhën brisk, i gatshëm për çdo përgjigje. *Është thepe ajo.*
*2.* Që lëviz shumë, që nuk zë vend; që i ngacmon e nuk i lë të qetë të tjerët, zevzek. *Djalë thep. Vajzë thepe.*
THEPA-THEPA *mb.* Që është me thepa, që ka shumë thepa. *Shkëmb thepa-thepa.*
THEPAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me thepa, vend i thepisur; shkëmb i madh a mal thepa-thepa. *Thepaja të thata. Bridhte thepajave.*
THEPAK,~U *m. sh.* —Ë, ~ËT. Majë e mprehtë shkëmbi a mali, thep.
THEPAK,~E *mb.* 1. I forte e i papërkulur si thep shkëmbi.
2. *keq.* Kokëfortë, kokështkëmb.
THEPËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Cope me thepa e shkëputur nga një gur a nga një metal; ashkël guri a metali. *Theplat e gurit. E bëri thepla* e copëtoi.THEPËT (i,e) *mb. I.* Që është me thepa, që ka the-pa; i hollë e i mprehtë në majë (për male, për shkë-mbinj etj.)- *Shkëmb (malj i thepët.*
2. Me majë të hollë e të mprehtë; i hollë e i mprehtë (për sende të ndryshme). *Gishtërinj të thepët. Fare me majë të thepët.*
THEPIS *kal,* ~A, ~UR. 1. E bëj me majë e të mprehtë, e bëj me thepa; i holloj a ia mpreh majën.
2. E rrëzoj nga një vend i thepisur, e bëj të bjerë nga një thep. *E thepisi nga lart.*
3. *fig.* E rrëzoj, e bëj të bjerë shpejt; e çoj drejt greminës, e rrënoj. *E thepisi ekonominë.*
THEPISEM *vetv.* 1. Rrëzohem nga një vend i thepisur, bie nga një vend thikë a nga një thep.
2. *kryes. veta III fig.* Bie më të shpejtë, shkon drejt greminës, rrënohet. *Kapitalizmi po thepiset drejt një krize të re.*
3. *Pës. e* THEPIS.
THEPISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi si-pas kuptimeve të foljeve THEPIS, THEPISEM.
2. Vend me thepa; thepore. *Thepisje mali.*
3. Vend i thepisur, vend thikë.

THEPISUR (i,e) *mb.* 1. Që është me thepa; që ka majë të hollë e të mprehtë; i thepët. *Mai i thepisur. Gurë të thepisur.*
2. Që është shumë i pjerrët, që vjen thikë tatëpjetë. *Vend i thepisur. Brigje të thepisur a.*
THEPJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Thepël. THEPOR,~E *mb.* I thepët. *Shkëmb thepor.*
THEPORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend me thepa; thepisje. *Kishte shumë thepore.* 2. Vend i thepisur, vend thikë.
THEQAFJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend që zbret thikë poshtë, vend i thellë e me faqe të thiktë; gre-minë. *Theqafjet e ujëvarave. U rrokullis në theqafje.*
2. *fig.* Greminë. *Ajo rrugë të çon në theqafje. Po shkon drejt theqafjes.*
THER *kal.,* ~A, ~UR. 1. I pres ose i këput kokën një gjëje të gjallë (një kafshe a një shpendi), zakonisht për t'i ngrënë mishin; i pres kokën një njeriu. *Theri qengjin (viçin, dy pula). Është bërë për të therm.*
2. Shpoj një pjesë të trupit me thikë, me gjilpërë, me thumb etj. *Me theri gjembi (ferra). E theri dorën (gishtin). E theri me kamë.*
3. Qep duke shkuar tejetej gjilpërën a gjilpëryerin (diçka të mbushur me lesh, me pambuk etj. ose diçka të trashë). *Theri jorganin (dyshekun).*
4. *vet. veta 111. (me një trajtë të shkurtër të per-emrit vetor në r. dhanore).* Me dhemb shumë; me sëmbon, me can, me shpon. *Me ther mesi (shpatulla, gjoksi). I therin gjunjët (këmbët, gjymtyrët, kockat). I therin plagët.*
5. *fig.* Shpoj dike me fjalë thumbuese, e ngacmoj keq, e thumboj; prek dike thellë (me fjalë, me thumba etj.), e lëndoj. *Të therte me fjalë (me thumba).*
6. *fig. edhe jokal. (me një trajtë të shkurtër të per-emrit vetor në r. dhanore).* Me prek thellë në zemër, me mallëngjen shumë (dikush që vuan, gjendja e rëndë e diçkaje etj.). *Me ther (me dhemb) zemra (shpirti) për dike a për diçka. Me ther në zemër. Ta ther shpirtin dikush. Me there!* me shkaktove një dhembje të thellë!, me vrave! (i thuhet dikujt që na jep një lajm shumë të hidhur).
7. edhe *jokal. Bised.* Shkoj me vrap, iki më të katra, ua mbath këmbëve. *U theri këmbëve. la theri vrapit. Theri vrapin. Theri tatëpjetë përroit (fushës). Theri poshtë. Theri ku sytë këmbët.*
8. *vet. veta III. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* Të pret, të than (të ftohtët, era). *Të therte acari (era).*
E theri në grykë i bëri dëm të madh, e mori me qafë. Të ther (të vret) e s'të paguan është njeri i pa-mëshirshëm, që bën shumë të këqija e s'jep llogari përpara askujt. Me therin sytë nuk e shoh dot me sy dike a diçka, nuk mund ta duroj. Me ther veshi (me tberin veshët) kur e dëgjoj *shih te* VESH,~I. Është ther e mos e rrip bën punë gjysmake, e lë punën në mes të rrugës, nuk e çon deri në fund një gjë. S'shën-doshet (s'majmet) kau ditën që do të theret '. *u. shih te* KA,~U.
THEREM *vetv.* 1. Zihem, përgjakem e vritem me dike me thika, me shpata etj., pritem me dike. *U vranë e u therën. U therën me thika.*
2. Ther veten me thikë, me kamë etj. *Therem po s'qe kështu* jam plotësisht i stgurt a i bindur që do të jetë kështu, shpoj veten po nuk qe kështu, e pres kokën po nuk qe kështu.
3. Pritem me diçka që ka majë të mprehtë. *U thera me gjilpërë.*
4. *fig.* Zihem e grindem keq me fjalë me dike. *U therën me shoku-shokun. U therën me fjalë. U therën e u grinë.*
5. *Pës.* e THER 1.3.
THERËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ther bagëti, kasap; *vjet.* ai që therte berrat për dasmë a për ndonjë gosti të madhe.
2. *vjet.* Ai që zbatonte dënimin me vdekje që i ishte dhënë dikujt, duke i prerë kokën; xhelat.
THERËS,~E *mb.* 1. Që të dhemb shumë, që të sëmbon, që të can, që të ther. *Dhembje therëse.*
2. Që të pret, që të than, që të ther (për erën, për të ftohtët etj.).
3. Që të rrëqeth; i forte dhe i mprehtë, i thekshëm (për zërin etj.). *Me zë (me ton) therës. Klithmë (brit-më, thirrje) therëse.*
4. Që të thumbon me force, që të prek a që të lëndon thellë; që të godet me force, fshikullues. *Fjalë (kritikë) therëse. Ironi (sarkazmë, tallje) therëse. E vërteta therëse.*
5. *fig.* Shumë i rëndësishëm, shumë i mprehtë; shumë i ngutshëm, që s'duron asnjë zvarritje. *Problem therës. Çështje therëse.*
6. *fig.* Që futet a që depërton thellë, që të shpon; i forte e i mprehtë. *Shikim therës. E vështroi me sy therës.*
THERIBUJKË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bot.* Ferrë-nuse.
THERIMl,~U *m. bot.* Rrushkull.
THERJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THER, THEREM. *Therja e bagëtive. E caktoi (e ndau) për therje.*2. Dhembje; e prerë, sëmbim që të ther a të shpon si thikë, thermë. *Kam një therje në shpatull (në krah, në bark, në ijë).*
THERKË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Lug i madh, zakonisht prej druri. *Hodhi ujë në therkë.*
2. Trung i luguar nga brenda, që përdoret për të lundruar, sul. *Lundronin me therka.*
THERMË,~A *sh.* ~A, ~AT. Dhembje që të sëmbon a të shpon si thikë në një pjesë të trupit. *Kam një thermë në kryqet (në shpatull, në mes).*
THEROKË,~A *sh.* ~A, ~AT. Shkurre e vogël, me lule të kaltra ose të kuqe dhe me gjethe të mprehta si gjemba që të shpojnë.
THERON *jokal,* ~OI, ~UAR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me dhemb shiimë, me sëmbon sikur me pret a ma shpon dikush me thikë (për një pjesë të trupit). *Me theron në shpatull.*
THEROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që jep jetën peri një çështje të madhe, ai që flijohet për një qëllim të lartë, për atdhe etj., dëshmor. *Bëj ther or* bëj fli, flijoj. *Ra theror për liri. U bënë therorë.*
2. *vjet.* Kafshë ose edhe njeri, që therej a vritej si kurban. *Benin therorë.*
THERORE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Altar. 2. Theror, kurban.
THERORI,~A . *sh.* ~, ~TË. Flijimi i jetës për një çështje të madhe, për një qëllim të lartë, për atdhe etj.; mundim i madh që durojmë e përballojmë për hir të një qëllimi të lartë, sakri6cë. *Therori të mëdha (të shumta). Simboli i therorisë. Me çdo therori.*
THERORlSHT *ndajf. libr.* Duke flijuar edhe jetën, me therori, duke sakrifikuar, me sakrifica.

THERORIZIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve THERORIZOJ, THERORIZOHEM.

THERORIZOHEM *vetv. libr.* 1. Nuk kursej as jetën për një çështje të madhe, për një qëllim të lartë, për atdhe etj.; mundohem e duroj vështirësi të mëdha për hir të një qëllimi të lartë; bëhem theror, flijohem, sakrifikohem, *U therorizua për liri (për atdhe). The-rorizqhet për popullin.*

2. *\Pës. e* THERORIZOJ.

THERORIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr* 1. Nuk kursej as jetën për një çështje të madhe, flijoj gjithçka për një qëllim të lartë, për atdhe etj.; bëj theror, flijoj, sakrifikoj. *Therorizoj jetën (lumturinë, gjithçka). Therprizoi veten.*

*2. vjet.* Bëj kurban, bëj fli. *Therorizonin kafshë.*

THERPELË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Rrushkull.

THERSHËM *ndajf.* Në mënyrë therëse, ashpër. *E qortoi (e goditi) thershëm.*

THERTORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Vend i po-saçëm, ku therin bagëtinë për mish. *Thertore e re. TheAorja e qytetit. Çoi bagëtinë në thertore. E theri në thertore.*

THERUR (i,e) *mb.* Që i është prerë koka zakonisht për t'i ngrënë mishin (për bagëtitë e për shpendët). *Qengj (ka, viç, derr, gjel) i therur. Pule (patë, lopë) e therur. Mish i therur* mishi i bagëtive ose i shpendëve

që janë therur dhe u janë hequr të përbrendshmet. *Peshë e therur* pesha e mishit të bagëtive ose të shpendëve, që janë therur e u janë hequr të përbrendshmet, lëkura, pendët etj.

THERURAZI *ndajf.* Ligsht, duke me shkaktuar të therura, dhembje etj. *Me vajti buka në grykë the-rurazi.*

THES,~I *m. sh.* THASË, THASËT. 1. Trastë e madhe prej pëlhure të trashë (prej kërpi, liri, pam-buku etj.) ose prej letre të trashë etj., të palosur me dysh për së gjati dhe të qepur në tri anë, që shërben si enë për të shtënë në të lëndë të ndryshme në trajtë kokrrizash, copash të vogla, pluhuri a fijesh (drithë, miell, sheqer, çimento, lesh etj.) dhe që lidhet a qepet në grykë; sasia elëndës(e drithit, e miellit, e çimentos etj.), që përmban një enë e tillë, aq sa nxë kjo lloj traste e madhe. *Thes i vjetër (i grisur, i shpuar). Thes i mbushur (i zbrazur). Thes liri (letre). Thes çimentoje. Një thes me oriz (me sheqer). Një thes me qymyr (me kashtë, me lesh). Një thes grurë. Një gjysmë thesi miser. Katër thasë miell. Gryka e thesit. Fundi i thesit. Mbush (zbraz, shkund, lidh, zgjidh) thesin. Ngarkoi thasët. Qep thasë. I rrinë rrobat si thes* i rrinë rrobat shumë të gjera, shumë lirshëm.

2. *fig.* Sasi e madhe, shumicë. *Një thes me fjalë (me budallallëqe). Një thes me pyetje (me premtime). Gë-njeshtra me thes. Gabon me thes. Fitonte me thes. Ka çrregullime me thes.*

*k* Derr në thes *keq.* pa ditur gjë, pa e parë ose pa e njohur fare dike a diçka. E futi (e shtiu) në thes (në grackë, në kurth, në lak, në kllapë) *dike shih te* SHTIE. E fut në një thes (me një tjetër) e barazon me dike a me diçka tjetër, e quan njëlloj me të, e ngatërron me një tjetër; përzien njerëz a gjëra që nuk janë njësoj. Është thes përrallash (fjalësh, llafesh) *d i k u s h* është llafazan i madh; i thotë të gjitha ç'di, s'mban gjë të fshehtë, s'i mban gjë goja. E ka në thes *dike* e ka në dorë dhe bën ç'të dojë me të. Me krye (me kokë) në thes (në torbë, në trastë) *shih tek* TORBË,~A. E mbushi thesin e teproi me gabime e më të këqija. e mbushi kupën. E shkundi thesin *shih te* SHKUND. As në thes as në torbë i paqëndrueshëm, që s'gjen karar. Thes me dy gryka *shih te* GRYKË,~A. Thes (harar) i shpuar (i grisur) *shih te* SHPUAR (i,e). Thes me pleshta diçka krejt e pamundshme, stan me lepuj. E zbrazi thesin *shih te* ZBRAZ. E zgjidhi thesin *shih te* ZGJIDH. Është bërë si thes me lesh është fryrë shumë, është shëndoshur jashtë mase. Nuk drejtohet litari (tërkuza, konopi) në thes *fj.u.* është e pamundur të bëhet, s'ka s'i bëhet (një punë). Nuk fshihet derri në thes *fj.u. shih te* DERR,~I. Nuk futet drapri në thes *fj.u. shih te* DRAPËR,~RI. Nuk futet (nuk hyn, nuk fshihet) minarja (hosteni) në thes *fj.u. shih te* MI-NARE,~JA. S'futen pleshtat në thes (s'mblidhen pleshtat në grusht) *shih te* PLESHT,~I. Gjeti hajduti thesin (u poq hajduti me thesin) *fj.u. keq.* gjeti tenxherja kapakun, gjeti rrasa vegshin. Hyn në një thes me *dik ë a me diçka* edhe *moh.* barazohet me dike a me diçka tjetër, merret si i njëjtë a quhet i njëllojtë me dike a me diçka tjetër. Kemi ngrënë një thes (një barrë) kripë (një furrë bukë, një hambar miell) bashkë *shih te* FURRË,~A. S'më hyn gjë në thes s'më për-ket mua, s'është puna ime; s'përfitoj gjë unë. S'është në shesh, po në thes është i fshehur. U ka dhënë një thes bukë i ka ndihmuar shumë, i ka ndihmuar me diçka të domosdoshme. Kishte para me thasë (me thes) *dikush* kishte shumë para, ishte shumë ipasur. E la thes në vend e vrau në vend, e la top në vend. Mbeti thes në veod vdiq në vend, ra i vdekur. Miell nga thesi i botës (i huaj) *iron, shih te* MIELL,~I. U ndesh arna me thesin *shih tek* ARNË,~A. Shiko dritbin e jo thesin! *fj.u. shih te* DRITH,~I. E shtie (fut) shejtanin (dreqin, djallin) në thes (në shishe) *shih te* SHISHE,~JA. Nuk shtiu (auk futi) gjë në thes nuk përfitoi ndonjë gjë për vete; s'arriti të nxirrte gjë për vete. Ulërimë me thes në kokë diçka e tmerrshme, për të vënë duart në kokë. Iu zgjldh (iu çel) gryka thesit *shih te* GRYKË,~A. E di Gjoni çfarë ka në thes (në trastë) *fj.u. shih tek* TRASTË,~A. E di mesi se ç'ka thesi *fj.u. shih te* MES,~I. Drapri në thes (brenda) e maja jashtë *shih te* DRAPËR,~RI. Fjalë të mira e gurë në thes (në trastë, në torbë) *shih te* GUR,~I. Është ngordhja me thes në kokë është shumë ftohtë, po bën të ftohtë i madh. Nuk është miell i thesit të tij *shih te* MIELL,~I. E ktheu thesis me grykë poshtë *shih te* GRYKË,~A. Merr nga torba e hedh në thes merr nga ai që ka pak e ia jep atij që ka shumë; merr nga i varfri e ia jep të pasurit. Ruaa me trastë e prish me thasë *fj.u. shih tek* TRASTË,~A. Thesi bosh (i zbrazur, pa gjë) s'qëndron (s'rri) me kembë *fj.u.* njeriu nuk jeton e nuk punon dot pa ngrënë.

THESAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësi gjërash të çmuara, sendesh e monedhash të arta, të argjendta etj.. që ruhen në një vend të sigurt, të mbyllur ose të fshehur; grumbull gjërash mevlerë; sasi e madhe florinjsh etj., që vihen mënjanë në vend të posaçëm; vendi ku ruhen a ku fshihen këto sende. *Thesar i çmuar. Thesar i fshehtë. Thesari i shtetit. U gjet (u 2bulua) një thesar.*

2. edhe *fig.* Diçka shumë e çmueshme, që ka në vetvete vlera të mëdha; tërësia e vlerave të mëdha të kulturës materiale ose shpirtërore që ka një vend, një popull etj. *Thesari popullor (folkloristik, gjuhësor). Thesaret pyjore. Thesaret e nëntokës (e detit). Thesari tearik i Leninit. Thesari i marksizëm-leninizmit. Thesari I përvojës revolucionare të Partisë sonë. Thesari i traditave. Është thesar i vërtetë.*

3. *fig.* Njeri a send shumë i shtrenjtë a shumë i dashur për dike, *Ky libër është thesar për mua. Ti je rhesari int.*

THESARMBAJTËS,~I *m.sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që mban thesarin, ai që e ruan atë, mbajtësi a ruajtësi i thesarit.

THËLLËZË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Zog i madh sa një pëllumb, zakonisht me ngjyrë të murr-me në të përhime, me sqep të kuq, që jeton në tufa fushave e maleve dhe që këndon bukur. *Thëllëzë malt (fushe). Mish thëllëzë. Tufë thëllëzash. E bukur si thëllëzë. Këndojnë thëllëzat. Doli për thëllëza, Ecën si thëllëzë.*

2. *fig. përk.* Vajzë a nuse e bukur. *Mori një thëllëzë.*

Gjeti vezët e thëllëzës a) arriti a bëri diçka thuajse të pamundur; b) *iron,* e pa mirë se ç'mund të bënte; e pa sa pisk e kishte. Kusia mbi prush, thëllëza në fushë *fj.u. shih te* KUSI,~A. Bar thëllëzë *bot. shih te* BAR,~I. Rrush thëllëzë *bot, shih te* RRUSH, ~I.

THËLLlM,~I *in. sh.* ~E, ~ET. 1. Erë shumë c ftohtë, ere që të pret. *Thëllimi i dimrit. Fryn thëllimi. Të. -thante thëllimi. Çante përmes thëllimit.*

2, Të ftohtë i madh e i thatë, acar. *Thëllimi i dimrit (i mëngjesit). Punojnë edhe në thëllim,*

THËLLON *jokal.,* ~OI, ~UAR. 1. Fryn një ere shumë e ftohtë, fryn një erë që të pret, fryn thëllim. 2. Bën të ftohtë i madh, është acar, ka thëllim.

• Me tbëlloD në zemër me dhemb zemra, me ther zemra.

THËNË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Fjalë; diçka që është thënë ose është folur. *Sipas të thënave. Nga të thënat. Me mirë puna se e thëna. fj. u. Nga e thëna në të bërë është në mes një del i tërë. fj.u.*

2. *vjet.* Diçka që, sipas paragjykimeve e besimeve të kota, do të ndodhë patjetër dhe s'mund të kthehet, s'mund të ndryshojë, sepse gjoja është përcaktuar nga një fuqi e mbinatyrshme; fat. *Kështu e kish të thënën.*

• S'është e thënë... (q... ) a) s'do të thotë që..., s'është e domosdoshme që...; b) s'u bi një here, të paktën!, s'ka për t'u bërë kurrë!

THENË,~T (të) *as.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THEM, THUHET.

• më të thënë e më të bërë (një të tbënë e një të bërë) *shih te* BËRË,~T (të). S'është më të thënë, por më të dbënë *shih te* DHËNË,~T (të).

THËNË. Pjesore e foljes THEM.

THËNGJILL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË. 1. Cope e vogël druri a qymyri e ndezur mirë, prush; prush i shuar. *Thëngjill i ndezur (i shuar). Trazoj thëngjijtë, Ndezi cigaren me thëngjill.*

2. Qymyr druri ose qymyrguri. *Thëngjill guri (druri).*

3. *kim.* Karbon.

• Thëngjill i mbuluar (gacë e mbuluar) *keq. shih te* MBULUAR (i,e). U be thëngjill u dogj krejt, u be shkrumb. Rri mbi thëngjij jam në një gjendje të keqe, rri mbi prush. Ma bëri zemrën thëngjill ma nxiu zemrën, me hidhëroi shumë. Thëngjill i gurtë (thëngjill guri) *vjet.* qymyrguri.

THËNGJILLOR,~E *mb. libr.* 1. Që ka të bëjë me thëngjillin a me qymyrin; që përmban qymyr. *Pellg thëngjillor.*

*1. kim.* Karbonik. *Acid (gaz) thëngjillor.*
THËNGJILLTAR, ~I *m. sh.* ~Ë,~ËT. Qymyrbërës.

THËNIE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THEM, THUHET.

2. Ajo që thuhet për dike a për diçka, mendim, pobim, shprehje, fjalë etj. që është thënë ose që është shkruar nga dikush. *Thënie e drejtë (e gabuar). Thë-nie të rreme. Thënie popullore. Thënia e dëshmitarëve (e të pandehurlt). Kuptimi i thënieve. Ngul këmbë në thëniet. Sipas thënieve të tij. Nga thëniet e tyre del se...*

3. *kryes. sh, gjuh.* Togje prej dy-tri fjalësh, që hasen dendur në gjuhë e në ligjërim dhe që jepen në fjalorë për të sqaruar me mirë kuptimet themelore e më të zakonshme të fjalëve a për të treguar përdorimin e tyre; togje të tilla që shërbejnë për emërtimet e se-ndeve të përdorimit të përditshëm. *Jepen thëniet më të përdorshme.*

THËRIJË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Vezë që lëshojnë morrat në flokë, në rrobat e brendshme etj., vezë morrash. *Zurl thërija.*

THËRPEHET *vetv.* Përçitet, ndërzehet (zakonisht për dhitë).THËRRES (THËRRAS) *kal.,* ~ITA, ~ITUR dhe THIRRA, THlRRUR. 1. I flas dikujt me zë të lartë, zakonisht në emër, që të me përgjigjet, që të *nië* vijë pranë etj.; i bërtas një kafshe me emër a me pasthirrma për ta grahur ose për ta ndjellë. *thirri vajzës (djalit). U thirri shokëve. I thirri fort. U thirri që larg.*

2. E qortoj dike me zë të lartë; e kërcënoj duke i bërtitur, i bërtas, i çirrem. *Mjaft i thirre! Ç'i thërrel ashtu! I thirra sa u lodha, po s'merr vesh ai.*

3. I them dikujt vetë ose e lajmëroj nëpërmjet një tjetri që të vijë tek unë, e kërkoj që të vijë për një punë, për një mbledhje, për një bisedë etj., për stërvitje, e lajmëroj të vijë. *E thirri drejtori. Të thërresin në telefon. E thirrën në Institut. E thirrën në stërvitje. E thirri në takim. E thirrën në mbledhje. E [thirrën nën armë (në ushtri)* e morën ushtar a për të shërbyer në ushtri.

*'4.* Kërkoj prej dikujt të plotësojë një punë të rën-dësishme, një detyrë të lartë etj., i bëj thirrje, e grish; jap kushtrimin për diçka. *Na thërret Atdheu (Partia). Na thërret detyra (puna). Thirri për luftë (për krye-ngritje). Thërret në kushtrim dike* jep kushtrimin për diçka.

5. E ftoj dike, e grish. *E thirrën në gosti (në dasmë). E thirri për drekë (për darkë).*

*6.* E quaj me emër dike a diçka, i drejtohem me emrin që ka, i vë emër, i them. *Me thirr me emër! Si të thërresin ?*

7. *jokal.* I jap dikujt një urdhër a i kumtoj diçka me zë të lartë; flas me zë të lartë, bërtas; çirrem. *Tliirr me fort, se s'dëgjon! Mos thirr aq shumë! Thërret si në pyll. Kur flet, mos thirr! Mbeti gjithë ditëti duke thirrur. lu ngjir zëri duke thirrur.*

8. *jokal.* Brohoras a shpreh me zë të lartë ndjenjat e mia; këndoj a qaj me zë të lartë. *Thërresin për Par-tine, la thirri këngës (të qarii).*

9. *jokal.* Nxjerr pasthirrma, lëshoj zëra të forte, këlthas. *Thirri nga dhembja (nga frika). Thirri në kupë të aiellit.*

*ik* Thirri mendjes! mendohu mirë!, mblidhe men-djen!, eja në vete! I thërret (i thotë) derrit dajë *thjesht-ligj. shih te* DAJË,~A. Sa të thërresin qetë, thërret qerrja *shih te* KA,~U.

THËRRIME,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Grimcë e v'ogël buke, djathi etj., dromcë. *Thërrime buke (djathi j. Bëri shumë thërrime.*

*I.* Pjesë e vogël e një lënde, fije a grimce; thërr-mijë. *Thërrime pluhuri (metali, gurësh). U be thërrime* u be copë-copë, u thye në copa shumë të vogla, u copëtua.

3. *vet. sh. bised.* Kokrra të vogla brumi me vezë, makarona të vogla si oriz, që gatuhen gjellë. *Thërrime me\mish (me gjalpë).*

4. *fig.* Sasi shumë e pakët e diçkaje, një pakicë. një! çikë, një fije; shumë pak. *Sjë thërrime bukë (dja-thë, miell). Asnjë thërrime* aspak. *Si mbeti thërrime* si mbeti asgjë. *S'kishte asnjë thërrime mëshirë. S'e cenon asnjë thërrime. Hëngri (piu, fjetij një thërrime.*
•*Ir* E bëri thërrime (cope, cope e çikë, cope e kothere, cope e thërrime) *shih te* BËJ. Është rritur me thërrime
ka Iqenë shumë i varfër, s'ka pasur as bukë të hante, është rritur më të keq. Kush ha bukë, bën edhe thërrime *fj.ul shih te* BUKË,~A.
THËRRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *etnogr.* Thirrës.
THËRRMIJË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Kokrrizë
shumë e vogël e një lënde, e një trupi etj., thërrime shumë e vogël, grimcë. *Thërrmija qelizcre. Thërrmijë ranore. Thërrmija dheu (pluhuri). U be thërrmija.*
*2. spec.* Molekulë; atom ose një pjesë përbërëse e tij. *Thërrmija elektrike. Thërrmija negative (pozitive). Thërrmijat elementare* grimcat mikroskopike më të vogla që njihen deri me sot dhe që bashkëveprojnë si një e tërë në të gjitha proceset.
3. Thërrime buke. *Mos bëj thërrmija!*
4. Pjesë shumë e vogël e diçkaje; vogëlsi që s'bie në sy. *Kjo përbën një thërrmijë të dijes (të së panjo-h'urës).*
THËRRMIJËZ,~A.. ~A, ~AT. Grimcë shumë e vogël.
THËRRMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve THËRRMOJ, THËRRMOHET. *Thërrmim i trashë. Thërrmim fizik. Thërrmimi i bukës (i djathit, i biskotave). Thërrmimi i tokës (i plisave, i dheut, i shkëmbinjve).*
THËRRMOHET *vetv.* 1. Ndahet në grimca të vogla, bëhet grimca-grimca, ndahet në thërrmija, shkoqet; bëhet thërrime (buka, djathi etj.). *Thërrmo-Itej shumë ajo bukë. Thërrmohet lehtë toka. U thërrmua qymyri.*
2. *vet. veta III fig.* Shthurret, shkoqet, shkëput lidhjen me pjesët e tjera, copëzohet. *Mendimet iu thërrmuan rrugës.*
3. Dërrmohet, vritet shumë, copëtohet. *Iu thërrmua dora (krahu).*
*4. Pës.* e THËRRMOJ. *S'thërrmohet më tej.*
THËRRMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E ndaj në grimca të vogla, e bëj grimca-grimca, e ndaj në thërrmija, e shkoq; e bëj thërrime (bukën, djathin etj.); e ndaj pjesë-pjesë diçka, e copëzoj. *U thërrmoi bukën pulave. Thërrmoi djathin. Thërrmuan plisat. Thërrmoi dheun.*
*2.* E dërrmoj, e vras shumë, e copëtoj. *E thërrmoi krahun.*
3. *fig.* E bëj cope e çikë; e bëj hi e pluhur, dërrmoj. *thërrm nan konceptet e vjetra.*
*k* la thërrmoi zemrën e pikëlloi shumë, ia copëtoi zemrcn, ia bëri zemrën cope.
THËRRMOKULL,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Grimcë a thërrime që del ose që mbetet nga thëcnnimi i diçkaje (i bukës, i djathit etj.). *Thërrmokulla djathi. U be buka thërrmokulla. Mbetën ca thërrmokulla.*
THËRRMOQE,~T *vet. sh.* 1. Oriz a miser i copëtuar në pjesë të vogla si bollgur ose i bluar shumë trashë.
2. Thërrimet e bukës ose të djathit. *Mblodhi thërr-moqet.*
THËRRMUES,~E *mb.* J. Që shërben për të thërr-muar a për të copëtuar diçka. *Cilindër thërrmues.*
*2.* Që thërrmohet në copa të vogla, që përbëhet nga një iëndë e thërrmueshme; që mund të thërrmohet. *Bomba (predha) thërrmuese. Aftësia thërrmuese.*
THËRRMUESHËM (i), -ME (e) *mb.* Që mund të thërrmohet. *Shkëmbinj të thërrmueshëm. Lëndë e thërrmueshme. Është i thërrmueshëm.*THËRROKE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh që rriten si shkurre, si gjysmështkurre, si drurë të vegjël a si barëra pothuaj në të gjithë botën e sidomos në vendet e ngrohta (si xerxelet etj.) dhe që përmbajnë në lëngun e lëvores lëndë helmuese, e cila përdoret zakonisht në mjekësi. *Familja e thërrokeve.*
THËRROKORE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET *bot.* Shkurre e ulët helmuese, me shumë degë, me lëkurë të murrme, me gjethe vezake të qëndrueshme, me lule të bardha e me erë të këndshme, që çel në maj dhe bën kokrra të kuqe e me lëng; xerxele, bar thëllëze.
THËTHIHET *pës.* Thithet.
THËTHIJ *kal.,* ~VA, ~RË. Thith. *Thëthin ujë. la thëthiu fjalët.*
THËTHITJE,~A . Thithje.
THI,~U *m.sh.* ~, ~TË. 1. Derr. *Thi i egër (i butë). Mish thiu.*
2. *fig.* Njeri i forte, i qëndrueshëm e i paepur, njeri që s'pyet për asgjë.
• Brengë thiu *bot. shih te* BRENGË,~A n. THIAS *ndajf.* Burrërisht; derrërisht, derrçe. *Luftuan thias.*
THIKAÇ,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Thikë e madhe me dy presa, që përdoret për të gërryer drurin.
THIKAR,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Njeri mizor e gjakatar, xhelat.
THIKARE,~JA *.sh.* ~E, ~ET. 1. Një lloj shpa-te; thikë e madhe për luftë, hanxhar; presë. *E theri me thikare. I shkuan në thikare.*
2. *fig.* Therje, sëmbim i forte. *Me jep një thikare në kokë (në shpatull).*
THIKË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Mjet i vogël, me një presë të gjatë të metaltë e me një dorezë prej druri a prej një lënde tjetër, që përdoret për të prerë bukë, mish, pemë, perime, në mjekësi etj. *Thikë e mprehtë. Thikë buke. Thika e duhanit. Thikë opera-cioni. Thikë me majë. Thikë me dy presa. Thikë sharrë. Doreza (presa, maja) e thikës. Tehu i thikës. Mpreh thikën. E preu (e griu, e theri, e çau) me thikë. I nguli thikën. I ra me thikë.*
2. Pjesë e metaltë dhe e mprehtë e një almiseje, e një pajisjeje etj., që shërben për të prerë a për të grirë diçka ose për të lëmuar a për të rrafshuar sipër-faqen e diçkaje. *Thikë rrethore. Thikë prerëse (nda-rëse). Thika e zdrukthit. Thika e tornos. Thika e par-mendës. Thika e makinës grirëse.*
3. *fig.* Vend shumë i pjerrët, që vjen gati pingul. *Shkuan nëpër rripa e thika.*
4. *përd. mb.* Shumë i pjerrët, që vjen a që zbret gati pingul. *Vend thikë. E përpjetë (e tatëpjetë) thikë. Nëpër faqet thikë të malit (të kodrës). Ishte thikë rruga (bregu).*
*5. përd. ndajf.* Pingul. *Vjen (zbret, ngrihet, bie) thikë.*
6. *fig.* Dhembje e forte që të pret si thikë, sëmbim i forte, therje në një pjesë të trupit. *Kam një thikë në shpatull. E zuri një thikë në gjoks (në mes, në bark). Me dha një thikë.*
• U be për thikë u be për të therur, do therur (për kafshët). U bënë për thikë u zunë keq, arritën deri atje sa mund të thereshin me njëri-tjetrin, sa mund të
vritnin njëri-tjetrin. Hyri në thikë *bised. shih te* HYJ. Jane aë thikë janë zënë e janë grindur keq, janë armiq të papajtueshëm. E ndau (e preu) me thikë *diçka* e ndau shumë qartë, e veçoi mirë, e dalloi në mënyrë të prerë një gjë nga gjërat e tjera. Është e prerë me thikë *diçka shih te*

PRERË (i,e). I shkoi në thikë i theri të gjithë. Me thikë ndër dhëmbë *keq shih te* DHËMB,~I. Si thika në gjalpë *shih te* GJALPË,~I. Thikë pas shpine *keq. shih te* SHPINË,~A. Thikë në zemër goditje shumë e rëndë shpirtërore. I ra (iu ngul, i mbeti) thikë në zemër i erdhi shumë keq për diçka, i shkaktoi dhembje të madhe; e dëshpëroi pa masë, e vrau rëndë shpirtërisht. E ka thikë në zemër i ka ardhur shumë keq për diçka dhe s'e harron dot, ndien dhembje të madhe kur e kujton dike a diçka. I vuri thikën e theri. I vuri në thikë i bëri të zihen keq; i bëri të theren e të vriten njëri me tjetrin. I ra thika (sëpata, luga, sqepi, shpata) në mjaltë *shih te* MJALTË, ~I. Është (qëndron) në teh (në presë) të thikës (të bris-kut, të shpatës) *shih tek* TEH,~U. Është thikë (presë) me dy presa (tehe) ka sa të mira aq edhe të këqija, sa mund të të ndihmojë aq edhe mund të të dëmtojë; kërkon kujdes të madh. Janë thikë me thikë i kanë acaruar keq marrëdhëniet, janë armiq të papajtueshëm, janë dhëmb për dhëmb. Janë në thikë e në pike i kanë acaruar marrëdhëniet sa me s'bëhet, janë bërë armiq të papajtueshëm. E kishte thikën (lakun, litarin) në grykë (në fyt) *shih te* LAK,~U. I nguli (i futi) thikën prapa kurrizit (pas shpine) *shih te* KURRIZ,~I. E pret si dhia thikën *shih te* DHI,~A. Me thikë (me shpatë, me pallë) zhveshur *shih te* ZHVESHUR. Shkojnë (janë) thikë e brisk (brisk e thua) shkojnë shumë keq njëri me tjetrin; i kanë acaruar shumë marrëdhëniet. I vajti thika në heqës shih te HEQËS,~I n. I ka sbkuar (i ka vajtur) thika në kockë (në asht, në palcë) është në gjendje shumë të rëndë e në hall të madh, ka arritur në një gjendje që s'mund ta durojë me. I vuri thikën (thonjtë) në grykë (në fyt) *dikujt shih te* GRYKË,~A. Dhurata e armikut o helm o thikë *fj.u. shih te* HELM,~I *t*. Përpara rripë e prapa thikë *shih te* RRIPË,~A. Pret thika në mish të botës thuhet kur dhembja e tjetrit, gjendja e tij e vështirë etj. s'i bëjnë përshtypje dikujt. Të mos na presë thika vetëm në njërën anë të mos shohim vetëm gabimet, mungesat e të metat e tjetrit, por edhe tonat, të mos jemi të njëanshëm.

THIKËMBAJTËSE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Pa-jisje që mban thikën (në një vegël, në një almise, në një përdorëse etj.).

THIKËZ,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. *zvog.* Thikë e vogël. *Thikëz xhepi.*

2. Kunj, zakonisht prej hekuri, që bashkon shtizën e parmendës me dorezën.

3. *kryes. sh.* Gurë të gdhendur me majë në trajtë pyke, që përdoren për të ndërtuar pjesën e sipërme të furrës me baltë.

THIKTË (i,e) *mb.* Shumë i pjerrët, që është gati pingul, që vjen si thikë. *Shkrepa (maja, shpate) të thikta. Faqet e thikta të malit. Shkëmb i thiktë. Rrugë e thiktë. Humnerë e thiktë.*

THILE,~JAiA. ~, ~TË. 1. *shih.* FILIQE,~JA. *Thile e ngushtë. Thiktë e pantallonave. Thileja e jakës. Hap thiletë.*

2. *shih* ILIQE,~JA. *Thiletë e rrjetës. I iku thileja (e çorapit, e trikos).* THIMASH,~E *mb.* 1. Që vjen i përhimë, që i ka qimet si të përthinjura (për kafshët). *Cjap thimash. Dhi thimashe.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. THIMJAM,~I *m. shih* TEMJAN,~I.

TMMTH,~I *m.sh.* ~A, ~AT. 1. Thumbi që kanë disa kandrra si bleta, arrëza etj. *Thimthi i bletës. I,futi thimthin. I mbeti thimthi në mish.*

*2.* Pjesa e fundit e boshtit të qerres, që vjen si me majë.

3. Maja e gjirit, thumbi i sisës, thithi. *I janë sëmurur thjmthat.*

4. *fig.* Fjalë therëse, thumb. *nguli ca thimtha.*

THINESHË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Dose. 2. *fig.* Grua a vajzë e zonja, trime dhe e paepur. THINISHT *ndajf.* Derrçe, thias. *Punonte thinisht.*

THINJ *kal,* ~A, ~UR. 1. Bëj që t'i dalin thinjat, i nxjerr thinjat, i zbardh flokët. *E thinjën vitet (hallet).;*2. *fig.* E mundoj a e lodh shumë dike, e bëj të vuajë; e plak para kohe. *E thinji ai fëmijë.*

THINJAK,~E *mb.* 1. Që i kanë dalë ca thinja, që është pakëz i thinjur. *Plak thinjak. Me mjekër thi-njake.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rezit).

iTHINJEM *vetv.* 1. Me dalin thinjat, me zbardhen flokët. *lu thinjën flokët (mustaqet). lu thinj mjekra. Qënka thinjur i tëri! U thinj nga hallet. Ishte thinjur para kohe.*

*2. fig.* Vuaj, mundohem a lodhem shumë; plakem para kohe. *U thinjën duke e pritur.*

[THINJË,~A *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Qime të zbkrdhura krejt në flokë, në mjekër, në mustaqe etj., qime të bardha (zakonisht kur njeriu plaket). *kanë dalë thinjat. I është mbushur koka me thinja. I shkuli një thinjë.*

2. *përd. mb.* Që e ka qimen si të përhitur në të bardhë (për kafshët). *Dele thinjë.*

*k* Me dolën thinjat (me doli mjekra) duke pritur *shih te* MJEKËR,~RA. Me nxori thinjat me mundoi a me lodhi shumë; me plaku para kohe.

THINJOSH,~E *mb.* 1. Që është i thinjur, që ka thipja. *Me kokë thinjoshe.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).

3. *fig.* Që është si i mbuluar me thinja, i bardhemë a i përhimë. *Shkumbë thinjoshe. Male thinjoshe* male të; mbuluara me një shtresë të hollë dëbore.

THINJUR (i,e) *mb.* Që i janë zbardhur flokët, që i kanë dalë thinjat. *Plak i thinjur. Plakë e thinjur. Me kokë (me flokëj të thinjur. Me mustaqe të thinjura.*

THIRR,~I *m. krahin.* Blozë. *Ka zënë oxhaku thirr.*

THIRRAVAJË,~A . *vjet.* Ankim që bëhej kundër dikujt. *bëri thirravajë* e ngriti në gjyq.

THIRREM (THËRRITEM). *Pës. e* THËRRES. *U \thirr kongresi. U thirrën për darkë. U thirrën një nga një me emër.*

THIRRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *etnogr.* Ai që thërriste njerëzit për dasmë, për mort etj.; ai që lajmëronte të tjerët për diçka ose u kumtonte atyre diçka, ai që i thërriste ose i grishte për diçka.

THIRRËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Ftesë dasme.

THIRRJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THËRRES, THIRREM. *Thinja e dëshmitarëve. Thirrja e konferencës (e kuvendit, e kongresitj. Thirrja në ushtri. Thirrja në raport* thirrja e dikujt para një organi epror, para një mbledhjeje etj. për të raportuar. *Thirrje nën armë* marrja e dikujt ushtar. *bëj thirrje ndërgjegjes (arsyes) s ë dikujt* i drejtohem ndërgjegjes (arsyes) së dikujt.

2. Grishje që i drejtohet popullit për një çështje të rëndësishme; kërkesë për të plotësuar ose për të bërë një gjë; dokumenti a shpallja, që përmban këtë grishje a kërkesë. *Thirrje politike (luftarake). Thirrja e Partisë (e Këshillit të Përgjithshëm të Frontit De-mokratik). Thirrja e kongresit (e konferencës). Thirrje drejtuar gjithë popullit. Me thirrjen e pare. Punimi i thirrjes.*

3. *usht.* Përmendja e emrave të ushtarëve një për një, për të parë nëse janë të pranishëm. *Thirrja e mbrëmjes. Erdhi me vonesë në thirrje.*
4. Zë e pasthirrma që nxjerrim kur shprehim me vrull një ndjenjë, një brohoritje; zë i forte që nxjerr njeriu kur thërret, klithmë, britmë. *Thirrje e forte (e çjerrë, e tmerrshme). Thirr jet e turmës. Thirrje gëzimi (habie, admirimi). Lëshoi (nxori) një thirrje. Dëgjohen thirrje.*
5. *fig.* Zhunnë që bëhet duke thirrur poshtë e për-pjetë a duke folur vazhdimisht për një qëllim të cak-tuar; britmë.
6. Letër e shkruar që i drejtohet dikujt e që përmban një lajmërim, një njoftim, një kumtim etj. për të. *Thirrje telefonike. Fleta e thirrjes. Mori thirrjen.*
7. *let.* Fjalë që shkrimtari ua drejton dukurive të natyrshme, sendeve, lexuesve etj. dhe që përbëjnë një mjet poetik për të përforcuar shprehjen e ridje-njave.
THIRRMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zë i forte që nxjerr njeriu kur thërret, britmë, klithmë; zë i forte që lëshojnë kafshët, ulërimë. *Thirrmë e forte (e çjerrë, shurdhuese). Thirrmat e skifterëve (e zogjvej. Lëshoi (nxori) një thirrmë. U dëgjua një thirrmë.*
*2.* Zë e pasthirrma që nxjerrim kur shprehim me vrull një ndjenjë, një brohoritje; thirrje, britmë. *Thirr ma gëzimi (ngazëllimi). më të qeshura e me thirr-ma. Se përmbajti dot thirr men.*
3. *gjuh., vjet.* Pasthirrmë.
THIRRMOR,~E *mb. gjuh.* Që shpreh një ndjenjë të forte, që përmban një thirrmë drejtuar dikujt a diçkaje; që përdoret kur i drejtohemi dikujt a kur thërresim dike. *Fjali thirrmore. Pjesëza thirrmore. Intonacion thirrmor.*
THIRROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *gjuh.* Gjymtyrë e dytë e fjalisë, që shprehet me një fjalë ose me një togfjalësh dhe që tregon njeriun a sendin, të cilit i drejtohemi a i bëjmë thirrje. *Thirror i shoqëruar me pasthirrma. Është në funksion të thirrorit.*
THIRROR,~E *mb. gjuh.* Që shpreh një thirrje, që përdoret për t'iu drejtuar dikujt a diçkaje. *Plotështhirror. Përdorim thirror. Rasa (trajta) thirrore. Fjalia hirrore,*
THIRRORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Trajtë që marrin emrat ose përemrat, kur përdoren për t'iu drejtuar dikujt a diçkaje, për të thirrur dike a diçka; rasa që ka këtë trajtë, rasa thirrore.
THIRRUR (i,e) *mb.* 1. Që është lajmëruar nëpër-mjet një tjetri për të shkuar a për t'u paraqitur diku, që është thirrur për një punë, për një mbledhje, për një bisedë etj.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Të thirrurk për stërvitje. Të thirrurit në mbledhje.*
3. JI *em.* ~A (e) . *zakon. sh.* ~A, ~AT (të). Thirr-më, britmë, thirrje. *Me britma e të thirrura. U dëgjuan ca të thirrura.*
THITH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Maja e gjirit, thumbi i sisës, thimthi. *Thithi i gjirit.*
2. Boshti i çivisë a i rezes së derës, së dritares etj.; çivi a reze dyersh, dritaresh etj. *Thithat e dyerve. U thyen thithat.*
3. *kryes. sh. biol.* Rrënjët e holla të bimëve a të barer a ve të këqija, të cilat ngulen në organet e bimëve të tjera për të thithur prej tyre ushqimtë gatshëm.
4. Shtjellë uji, vorbull, gjir. *Thithat e lumit.*
THITH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Tërheq me buzë ose me hundë një lëng a diçka tjetër; e pi diçka duke e tërhequr me buzë; fut thellë deri në mushkëri ajrin, tymin etj., duke marrë fry me me gojë a me hundë. *Thith qumështin (verën). Thith palcën nga kocka. Thith ajër të paster. Thith cigaren (duhanin, tymin). Thith çibukun. Thith burrnotin. Foshnja thith gjirin (sisën)* foshnja pi qumësht nga nëna. *Shushunjat thi-thin gjakun. Thith thellë. Thith pak raki me hundë* (kur dikush ka rrufë).
2. Tërheq e nxjerr me pompë a me një pajisje tjetër të posaçme lëngun, gazin, pluhurin etj. që gje-ndet brenda diçkaje. *Thith ujin me pompë. Thith avujt (gazin). Thith pluhurin.*
3. E fut një lëng, nxehtësinë etj. në brendësi, e tërheq diçka dhe e mbaj brenda vetes, e përthith; e marr, e pi (zakonisht ujin). *Rrobat kanë thithur ujë (lagësh-tire). E thithi ujin toka. Thith ngrohtësinë (avujt, rre-zet). E thithi me leckë.*
4. *fig.* E përvetësoj diçka, e bëj timen; i marr a i rrëmbej gjithçka, nuk i lë gjë; përpij, përlaj. *thithi pasurinë (të ardhurat). la thithi shëndetin. Kurbeti i thithi djalërinë (rininë). Me thithi të gjitha energjitë (for cat).*
5. *fig.* E kuptoj a e kap menjëherë diçka; e përvetësoj menjëherë dhe thellë; e përpij. *Ta thith fjalën nga goja. I thithi mendimet (idetë). E thithi thelbin e çështjes (e problemit). E thithi mësimin menjëherë.*
6. *fig.* Me tërheq shumë, me bën për vete të tërin. *E kishte thithur puna (studimi, muzika).*
7. *jokal. vet. veta HI.* Heq, tërheq (për oxhakun etj.). *S'thith oxhaku. Gypat e gjerë (të sobës) thithin mirë.*
• I thithi (i piu) gjakun *shih te* PI. E thithi (e piii, e përpiu, e rrufiti) dheu *dike shih te* DHE,~U. la thithi vlagën *dikujt shih te* VLAGË,~A. E ka thithur bashkë me qumështin e nënës *shih te* QUMËSHT, ~I.
THITHAK,~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bot.* Filiza, lastarë a degë shumë të holla anësore, që dalin
në sytha të pemëve ose në nyje të bimëve dhe që rriten duke thithur ushqimin nga pemët a nga bimët ku mbij-në. *Thithakë parazitarë. Kanë dalë thithakë. Lëshon thithakë. Presin (pastrojnë, heqin) thithakët.* 2. *zool.* Thimthi i kandrrave. *Thithaku i bletës.*
THTTHATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Qengj a kec pirës.
THITHEM. 1. *vetv.* Dobësohem, thahem, hiqem (zakonisht në fytyrë). *Ishte thithur shumë.* 2. *Pës. e* THITH.
THITHË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Thithi i sisës. *Thithat e gjinjve.*
2. Pjesa e kapëzës, që e mbajnë foshnjat në gojë; kapëza. *Thitha e llastikut (e kapëzës). I vuri thithën fëmijës.*
THTTHËLOPË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *zool.* Një lloj bretkose e madhe, me lëkurë të gjelbër e tërë rrudha, e cila jeton në ujë vetëm gjatë kohës së shumëzimit dhe për të cilën besohej se i ngjitej lopës në sisë e ia thithte qumështin.
THITHËS,~I *m.sh.* ~, ~IT. 1. Pajisje a lëndë e posaçme, që përdoret për të thithur diçka. *Thithës i ngurtë (i lëngët). Thithës kimik. Thithësi i pluhurit (i lagështisë, i gazit).*
2. *bot.* Thithak.
THITHËS,~E *mb.* Që ka aftësinë të thithë, që thith. *Qimet thithese të rrënjës. Pus thithës. Zone thithëse. Ka veli thithëse.*
THITHËSE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Letërthi-thëse; përdorëse, në të cilën vihet kjo letër.
2. Pajisje në trajtë pompe, e cila përdoret për të tërhequr mbeturinat e papastërtitë që zënë gypat e ujit.
3. Shtjellë uji, vorbull, gjir. *Thithëse e madhe. E përpiu thithësja.*

THITHJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THITH, THITHEM. *Thithja e ujit (e gazit, e pluhurit, e nxehtësisë). Gypi i thithjes. Pompa* e *thithjes. Me thithje* duke e thithur.
2. Gjëja a sendi që është thithur. *Thithja e pare.*
THITHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të thi-thet.
THITHSHMËRl,~A . *libr.* Aftësi ose mundësi për të thithur a për t'u thithur. *Me thithshmëri të lartë. Ka thithshmëri. I shtoi thithshmërinë.*
THITHUR (i,e) *mb.* I dobësuar, i ligur, i hequr, i tharë (zakonisht në fytyrë). *Me fytyrë të thithur. Me bark të thithur.*
THIUL,~A *f.sh.* ~A, ~AT *zool.* Një lloj rose e egër, me kokë të madhe e me qafë të trashë.
THJERRË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Thjerrëz.
2. *fiz.* Trup i tejdukshëm, me dy faqe të përkulura (nga jashtë ose nga brenda), që ka vetinë të përthyejë në mënyrë të rregullt rrezet e dritës; xham i trashë në këtë trajtë që ka vetinë të zmadhojë objektet që vësh-trojmë; thjerrëz. *Thjerrë e trashë (e hollë, e lugët). Thjerrë zmadhuese. Thjerrat e dylbive. Vatra e thjerrës,*
THJERRËZ,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë bishtajore njëvjeçare, me lule të vogla e të bardhemedhe me bishtajë të shkurtër; kokrrat e kësaj bime, të vogla e të shtypura, me dy faqe të mysëta dhe me buzë të holla, që përdoren për ushqim. *Thjerrëza të\ mëdha (të vogla, të kuqe). Thjerrëza të thata. Një pjatë thjerrëza. Supë me thjerrëza.*
12. *fiz. shih* THJERRË,~A 2.
THJERRËZOR,~E *mb. spec.* Që ka trajtën e një thjerrëze, që është si thjerrëz.
THJERRISHTË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Vend i mbjellë me thjerrëza, are me thjerrëza.
THJESHT *ndajf.* 1. Jo me tjetër gjë, pa asnjë për-ziçrje me lëndë të tjera, vetëm. *Thjesht lesh (flori, ujë). Raki thjesht prej rrushi.*
*2.* Shkëputur a veçuar nga gjërat e tjera, pa u li-dhur a pa u ndërthurur me diçka tjetër, vetëm. *Me karakter thjesht politik (ekonomik, ideologjik). Çështje thjesht teknike (familjare).*
3. Pa shtuar asgjë, pa u zgjeruar, pa u thelluar më tej, pa dhënë asgjë të re, vetëm. *Riprodhoi thjesht mësimin.*
*4.* Qartë, pa e ndërlikuar e pa e ngatërruar diçka. *Shkruan (flet) thjesht. E shtroi çështjen thjesht e shkurt.*
*'$.* Në mënyrë të thjeshtë, pa e tepruar me gjëra të panevojshme që bien në sy, natyrshëm, ashtu si za-konisht. *Vishet thjesht. Jeton thjesht.*
6. Pa u mburrure pa u lëvduar, pa u mbajtur më të madh; në mënyrë të çiltër e të ngrohtë; miqësisht, sHoqërisht. *Sillet thjesht.*
THJESHTË (i,e) *mb.* 1. I papërzier me diçka të një natyre a të një lloji tjetër, i përbërë vetëm nga një lëndë, vetëm nga një gjë etj., me përbërje të njëj-të; i kulluar. *Verë e thjeshtë. Ar i thjeshtë. Lëndë të, thjeshta. Trup i thjeshtë. kim.*
2. *libr.* Që përbëhet nga një ose nga disa pjesë, nga një ose nga disa njësi etj. a që i ka lidhjet midis pjesëve jo të ngatërruara, që nuk ka përbërje a ndërtim të ngatërruar; *kurtd.* i përbërë, i ndërlikuar. *Mekanizëm (aparat) i thjeshtë. Përdorëse (vegël, pajisje) e thjeshtë. Kafshët e thjeshta. zool.* kafshë që i përkasin një faze të ulët të zhvillimit biologjik. *Numërorët e thjeshtë. gjuh.* numërorët nga një deri në dhjetë. *Fjali e thjeshtë. gjuh.* një fjali e vetme. *Fjalë e thjeshtë. gjuh.* fjalë që ka vetëm rrënjën e mbaresat. *Kohët e thjeshta. gjuh.* kohë, në të cilat folja zgjedhohet pa foljet ndih-mëse. *Prerje e thjeshtë. spec,* prerje që bëhet nga një rrafsh prerës. *Gjethe e thjeshtë. bot.* një gjethe e vetme. *Kallëzues i thjeshtë. gjuh.* kallëzues që shprehet me një fo)je të vetme.
3. Që nuk bëhet me ndonjë shtesë a ndryshim, që nuk pasurohet me gjëra të reja, që nuk zgjerohet ose që nuk thellohet më tej. *Bëri vetëm një lexim të thjeshtë. Ishte një përsëritje e thjeshtë e mësimit të mëparshëm.*
<4. I lehtë për t'u kuptuar, për t'u bërë, për t'u zgji-dhur, për t'u zbatuar etj., jo i vështirë për t'u kapur; *kund.* i ndërlikuar, i ngatërruar, i koklavitur. *Problem i thjeshtë. Çështje (ide) e thjeshtë. Temë e thjeshtë. Mendime (fjalë) të thjeshta. Punë (gjë) e thjeshtë. Lojë e thjeshtë. Dukuri të thjeshta. Është shkruar me një gjuhë të thjeshtë. Në mënyrë të thjeshtë.*
5. Që bëhet si zakonisht e natyrshëm, që zhvillohet pa bujë, që nuk shoqërohet me gjëra të tepërta e të panevojshme; që s'është i ngarkuar me zbukurime; që nuk dallon nga të tjerët, i zakonshëm. *Darkë e thjeshtë. Dasmë e thjeshtë. Ceremoni e thjeshtë. Model i thjeshtë. Veshje e thjeshtë. Këpucë të thjeshta. Dhomë (sallë, shtëpi) e thjeshtë.*
6. Që nuk i pëlqejnë mburrjet e Iëvdatat, që nuk mbahet më të madh, jo mendjemadh; që nuk ka kër-kesa të tepërta, që kënaqet me pak; që vepron a që sillet në mënyrë të çiltër e të ngrohtë. *Njeri (burrë, djalë) i thjeshtë. Vajzë (grua) e thjeshtë. Udhëheqës (drejtues) i thjeshtë. Është i thjeshtë.*
7. Që nuk ka ndonjë grade, ndonjë titull etj., që nuk zë ndonjë vend drejtues në aparatin shtetëror, në një organizatë, në një ndërmarrje etj. *Punonjës (punëtor) i thjeshtë. Anëtar i thjeshtë. Ushtar i thjeshtë. Që nga kooperativisti i thjeshtë deri te kryetari (te ministri).*
8. Që nuk i përket një shtrese të privilegjuar, një klase shfrytëzuese etj., që bën pjesë në masat e gjera punonjëse. *Populli i thjeshtë. Njerëzit e thjeshtë. Fsha-tar i thjeshtë.*
• E kryera e thjeshtë *gjuh. shih te* KRYER, ~A (e). L i g j £ r i m i i thjeshtë *gjuh.* thjesht-ligjërimi. Shumica e thjeshtë me shumë se gjysma (për votuesit, përfaqësuesit etj.).
THJESHTËR,~RI *m.sh.* ~ËR, ~RIT. Djali që gjen gruaja e dytë e një burri nga gruaja e parë e tij ose djali që i shpie gruaja burrit nga martesa e saj e pare; djalë i gjetur. *Gjeti dy thjeshtër.*
THJESHTËR,~RA *f.sh.* ~RA, ~RAT. Vajza që gjen gruaja e dytë e një burri nga gruaja e parë e tij ose vajza që i shpie gruaja burrit nga martesa e saj e pare; vajzë e gjetur. *E donte thjeshtrën si bijën e saj.*
THJESHTËRI,~A . *përmb.* Tërësia e djemve të gjetur dhe e vajzave të gjetura, thjeshtrit e thjeshtrat.
THJESHTËSI,~A . Të qenët i thjeshtë, vetia e atij që është i thjeshtë. *Thjeshtësiproletare (komuniste, pppullore). Thjeshtësia e përshkrimit (e mendimit). Shprehje e thjeshtësisë. Shembull thjeshtësie. për thjeshtësi për* ta bërë a për ta paraqitur më të thjeshtë.
THJESHTËSIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Thjeshtim. *Thjeshtësimi i llogarisë. Thjeshtësimi i aparatit admi-nistrativ. Thjeshtësimi i formulave. mat.*
*2.* Thjeshtëzim. *Thjeshtësimi i gjërave. Thjeshtësimi i çështjes.*

THJESHTËSISHT *ndajf. libr. shih* THJESHT.
THJESHTËSOHET *vetv. 1.* Thjeshtohet. 2. *pës.* Thjeshtëzohet.
THJESHTËSOJ *kai,* ~OVA, ~UAR. 1. Thjesh-toj. *Thjeshtësoj gjuhën (stilin). Thjeshtësoj formulën. mat.*
*2.* Thjeshtëzoj.
THJESHTËZlM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve THJESHTËZOJ, THJESHTËZOHET. *Thjsshtëzimi i kontra-diktave. Ra në thjeshtëzime. Ngatërron thjeshtësinë me thjeshtëiimin.*
THJESHTËZOHET. *Pës. e* THJESHTËZOJ.
THJESHTËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E quaj a e kuptoj diçka si tepër të thjeshtë, e paraqit shumë më të thjeshtë e më të lehtë nga ç'është në të vërtetë; e thjeshtoj diçka aq shumë sa e bëj më të varfër, më të cekët e më të kufizuar, aq sa e kthej në gjë pa rë-ndësi, e kuploj në mënyrë shumë të ngushtë a të cekët. *E thjeshtëzon shumë çështjen (punën). I thjeshtëzon vështirësitë. E thjeshlëzojnë zgjidhjen e problemit.* THJESHTËZl)ES,~I *m.sh.* ~, ~IT. Ai që e quan a e paraqit diçka tepër të thjeshtë, ai që i thjeshtëzon gjërat.
THJESHTI,~A . Thjeshtësi. *Mungesë thjeshtie. Flet (sillet) me thjeshli.*
THJESHTlM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve THJESHTOJ, THJESHTOHET. *Thjeshtimi i programeve (i tek-sleve). Thjeshtimi i organikave. Thjeshtimi i shprehjeve (i thyesave). mat. U bënë një sërë thjeshtimesh.*
2. Thjeshtëzim.
THJESHTLIGJËRlM,~I *m. gjuh.* Shkalla më e ulët e ligjënmit nga pikëpamja e normës letrare, që karakurizohet nga shkelje të kësaj norme, nga përzierje dialektore, nga një bazë shoqërore jo e gjerë dhe nga përdorimi i dendur i fjalëve e i shprehjeve me ngjyrim emocional keqësues e të rëndë; li-gjërimi i thjeshtë. *Fjalë (shprehje) të thjeshtligjë-rimit.*
THJESHTLIGJËRIMOR,~E *mb. gjuh.* Që i për-ket thjeshtligjërimit; që lidhet me thjeshtligjërimin, që është karakteristik për thjeshtligjërimin. *Stil thjesht-ligjërimor. Fjalë thjeshtligjërimore.*
THJESHTOHET *vetv.* 1. Bëhet me i lehtë për t'u kuptuar, për t'u zbatuar, për t'u përdorur, për t'u zgjidhur etj., bëhet me i thjeshtë. *U thjeshtua puna (çështja, probiemi).*
2. Humbet diçka të tepërt, lehtësohet nga gjërat e tepërta, nga ngarkesa e panevojshme etj.; zvogëlohet a pakësohet në numër, në sasi etj.
3. *Pës. e* THJESHTOJ.
THJESHTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj
me të lehtë për t'u kuptuar, për t'u zbatuar, për t'u zgjidhur, për t'u përdorur etj., e bëj më të thjeshtë; *kund.* ndërlikoj. *E thjeshtoi programin.*
2. Heq diçka që është e tepërt në një gjë, e shkarkoj nga gjërat e panevojshme; zvogëloj sasinë e pjesëve a të njësive përbërëse të diçkaje, e bëj më të thjeshtë atë. *thjeshtuan hallkat e aparatit shtetëror. E thjeshtoj projektin e ndërtesës. I thjeshtuan kërkesat. Thjeshtoj shprehjen (formulën). mat.* gjej një shprehje (një for-mulë) tjetër, duke pakësuar numrin e kufizave a të faktorëve, por duke ruajtur po atë vlerë. *Thjeshtoj thyesën. mat.* gjej një thyesë tjetër me po atë vlerë, por me numërues dhe emërues më të vogël.
3. Thjeshtëzoj.
THJESHTUESHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që mund të thjeshtohet. *Thyesë e thjeshtueshme.*
THNEGËL,~LA *f.sh.* ~LA, ~LAT *zool.* Mi-lingonë, mizë përdhese, mizë dheu. *Fole thnegiash. Mblidhen si thneglat* mblidhen me shumicë në një vend.
• Çekiç thnegiash *zool. shih te* ÇEKIÇ,~I.
THONJAZ *ndajf.* Duke u kapur me thonj, duke i ngulur thonjtë. *U zunë thonjaz.*
THONJËZ,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Bimë me kërcell të veshur plot me gjethe në trajtë gjembash si thonjtë e maces, që eel lule të vogla në ngjyrë por-tokalli; thonj maceje; lulja e kësaj bime.
2. Pjesa e poshtme e petlës së lules, që vjen më e ngushtë se pjesa e sipërme.
THONJËZA,~-T *f.vet.sh. gjuh.* Shenja pikësimi në trajtë të dy presjeve a të dy gjysmëkllapave kë-ndore, të cilat vihen në shkrim në fillim dhe në fund të atyre fjalëve që përsëriten pike për pike ashtu siç janë thënë prej dikujt ose theksohen me qëllim (për-doren me ironi, me tallje, me mosbesim, me përçmim etj). *Vuri (hapi, mbylli) thonjëzat.*
•*k* Në thonjëza siç mendon, siç thotë dikush tjetër për të cilin po flitet; gjoja; i ashtuquajtur.
THONJËZAK,~E *bot.* Që ka trajtën e thoit, që është si thua. *Petla thonjëzake.*
THONJGJATË *mb.* 1. Që i ka thonjtë të gjatë.
2. *fig. keq.* Që lakmon shumë, që e ka mendjen të rrëmbejë; që vjedh, hajdut.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. THONJTË (i,e) *mb.* Që është me thonj, prej thoi.
THOPËRÇ,~I *m. kryes. sh.* ~, ~IT *mit.* Figure e mitologjisë popullore, që përfytyrohej si xhind i vogël.
♦ Njeri me thopërç njeri me nerva, njeri me xhinde. I kanë rënë thopërçit është nevrikosur shumë, i kanë hipur xhindet.
THRASHEGËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Qershizë, qershigël, qershi toke, rrush mali. *Lëng thrashegre.*
THRUMBE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Shkurre e vogël e vendeve të thata mesdhetare, përherë e gjel-bër, me erë të këndshme, me lule në ngjyrë trëndafili në të bardhë e si kalli, që çelin nga maji deri në gusht *Erë thrumbe. Lule thrumbesh.*
THRUMBISHTË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bot* Thrumbe.
THUA, THOI *m.sh.* THONJ, THONJTË. 1. Shtre-së e hollë mbrojtëse prej lënde të brirtë, të forte e gjysmë të tejdukshme, që është e lidhur fort me mi-shin dhe që mbulon majat e gishtërinjve të duarve e të këmbëve të njeriut. *Me thonj të gjatë (të paprerë) Thoi i gishtit të madh. Prerëse thonjsh. Iu rritën thonjtë. Pres thonjtë. E gërvishti (e kroi) me thonj. Eci mbi thonj* eci në majë të gishtave. *nguli thonjtë. I vuri thonjtë në grykë* e zuri për gryke; i shtrëngoi grykën me gishtërinj a me duar për ta mbytur.
2. Pjesa e brirtë në fund të gishtave të disa shpe-ndëve e kafshëve, kthetër, çapua; *bised.* thunder kaf-shësh. *Thonjtë e pules. Thonjtë e bufit. Thonjtë e maces. la nguli thonjtë. I ranë thonjtë kalit.*
3. *vet. sh. fig. keq.* Zgjedhë shumë e rëndë, shtypje e padurueshme nga një njeri mizor, nga një grup nje-rëzish gjakatarë, nga një sistem shoqëror shfrytëzues, nga ligje, zakone a pikëpamje prapanike e të rënda etj.; rrezik ose kërcënim i madh nga diçka; kthetra. *Në thonjtë e imperializmit. Në thonjtë e bejlerëve (e çifligarëve, e*

*tregtarëve, e xhandarëve). Në thonjtë e kanunit. Ra në thonjtë e dikujt a të diçkaje. E shpëtoi nga thonjtë e armikut (e vdekjes). E futi ndër thonj dike. I hodhi thonjtë. I futi (i nguli) thonjtë dikujt. Zgjali thonjtë.*

Deri në thonj shumë, në shkallën më të lartë Nën thua fshehurazi, në mënyrë të fshehtë, tinëzishi I ranë thonjtë *dikujt* a) i ngrinë duart a këmbëinga të ftohtët; iu thanë; b) u lodh shumë, u dërrmua në punë, u rraskapit; c) *mospërf.* s'ka me fare fuqi, s'është me ai që ka qenë, s'ka me pushtet, force, pa-siiri etj.; ç) *mospërf.* vdiq, ngordhi. Me ra për thonjsh me ngrinë duart a këmbët, m'u thanë duart a kën^:bët nga të ftohtët. I dha thonjtë *dikujt keq.* e dëboi, i dha duart. Është me thonj *dikush keq.* a) ka fuqi për të të bërë keq, për të të dëmtuar, është i rrezik-shëm; b) është vjedhës, ka dorë. E ka në (per) thua e ka zakon, është mësuar të veprojë, të sillet etj. në atë mënyrë që e prisnim; është mësuar me diçka, është e zakonshme për të. S'ka thonj *mospërf.* s'ka fuqi të të bëjë keq. Që nga koka deri te thonjtë (te thembrat) *shift te* KOKË,~A. Kruan thonjtë *tall, sliih te* KRUAJ. Merr (zë) në thua a) pengohet duke ecur; b) gabon në veprimet e tij. la preu thonjtë *dikujt* a) e bëri të pafuqishëm për të dëmtuar, e bëri të parrezikshëm; b) e detyroi të mos vidhte, e dënoi vjedhësin. Qelb nën thua *shih te* QELB,~I. Qoftë edhe një thua sa-ddpak, qoftë edhe fare pak. i jane rritur (i janë zgjatur) thonjtë *keq.* a) e ka marrë veten, është bërë i fuqishëm e mund të të dëmtojë, është bërë i rrezikshëm; b) ka filluar të vjedhë, është bërë hajdut. Me thonjtë e bu-fit *shih te* BUF,~I. Me thonjtë e duarve me mundime të mëdha dhe pa ndihmën e kurrkujt, me punën dhe me djersën e vet, me duart e veta. Me thonj e me dhëmbë *keq. shih te* DHËMB,~I. E vë në thua *dike* s'e quan fare për gjë dike, s'pyet fare për të, as e Hogarit. për të zezë të thoit për pak. për një qime, për fije. Sa e zeza e thoit është pak, një çikë, një grime. S'i del gjë prej thonjve është shumë dorështrënguar. E hap dheun me thonj bën çmos për të arritur diçka, bën përpjekje shumë të mëdha. Janë si mishi me thuan (me kockën) *shih te* MISH,~I. I ka thonjtë pa hequr *keq.* vjedh, vijon të vjedhë. E ka thuan të keq *keq.* vjedh, ka dorë. E ka thuan të mire nuk vjedh, s'i trazon dora, nuk ka dorë. I ka thonjtë të prerë *dikush* a) *mospërf.* s'ka fuqi të të bëjë keq, s'ka forca të të dëmtojë; s'të bën dot asgjë; b) nuk vjedh me. Nuk i la baltë nën thua *dikujt shih te* BALTË,~A. Që (sa) të lësh thonjtë shumë e shijshme, që të pëlqen pa jmasë, e mirë sa të lëpish gishtërinjtë (për ushqimet). S'ndahet mishi prej thoit *fj.u. shih te* MISH,~I. Shkoj-në (janë) brisk e thua (thikë e brisk) *shih te* THIKË, ~A. Nuk i vjen (nuk i afrobet) as te thoi (te gishti) i këmbës *shih te* GISHT,~I. I vuri thonjtë (thikën) në grykë (në fyt) *dik ujt shih te* GRYKE,~A. S'të jep as një majë thoi (as një majë gjilpëre) *shih te* MAJË, ~A. S'të jep as sa maja e thoit (as sa maja e gjilpërës) *shih te* MAJË, ~A. Leshtë e ujkut, thonjtë e bufit *fj.u. shih tek* UJK,~U i. Nga maja e flokut te thonjtë e këmbëvc *shih te* FLOK,~U. Të jep thonjtë e bufit për të të nxjerrë sytë *keq. shih te* SY,~RI. L u 1 e thoi *bot. shih te* LULE,~JA. Qerjae thonj-v e *mjek shih te* QERE,~JA. Thua pule *bot. shih* THUAPULË,~A.

THUAJSE. *pj.* Jo plotësisht, përafërsisht, gati, po-thuajse. *Erdhën thuajse të gjithë. Janë thuajse njëlloj. Thuajse përfundoi. Thuajse nuk fliste fare. Thuajse u be menjëherë. Thuajse nuk e dëgjova.*

THUAPULË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë shu-mëvjeçare e kullotave, me rrënjë boshtore, me kërcej të shpeshtë e të lartë, me gjethe pesë e nga pesë në çdoj degë dhe me lule në ngjyrë të verdhë në të kuqë-rreijitë.

THUAPULË *ndajf.* Në trajtë trekëndëshash, në trajtë të thonjve të pules, si thonjtë e pules (për qepje).

*Qep thuapulë* qep perin në trajtë trekëndëshash buzëve të një rrobe; i vë një qenar anëve të një rrobe prej pëlhure, prej shajaku etj. që të mos i dalin fijet a thekët.

THUATH,~I *in. mjek.* 1. Sëmundje që shfaqet me një puçër të qelbëzuar anës thonjve te njeriu a në mes të thundrave te kafshët, zgjonjëz.

2. Sëmundje e syrit, që e vesh atë, e skuq ose i lë një njollë të kuqe, lulëz, zgjuath.

THUHET. *Pës.* e THEM. *Thuhet se... (që)... S'thuhet kjo. S'thuhen të gjitha. Thuhet kështu! Thuhet zyrtarisht. T'i thuhet hapur.*

Sa s'thuhet sa s'tregohet dot, sa s'ka ku të vejë, në një shkallë shumë të lartë, pa masë. Ashtu qe thënë *vjet.* ashtu qe e thënë.

THUK,~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT. I. Enë prej guri, prej metali a prej druri, që përdoret për të shtypur në të kafe, kripë etj., havan; guri i kafesë. *Thuk guri. Thuk druri. Shtyp (hudhrat, arrat) në thuk. Ishte bërë si thuk* ishte bërë i shëndoshë e i ngjeshur, ishte bërë si top, ishte bërë si poç, si qyp.

2. *përd. mb.* I ngjeshur, i forte. *E ka mishin thuk. I janë bërë krahët thuk.*

THUK,~E *mb.* 1. Thuthuq.

2. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Thuthuq.

THUK *kal.,* ~A, ~UR. Shtyp a ngjesh fort, rras me force, dend. *Thuk leshin.*

THUKET *vetv.* 1. Shtypet a ngjishet fort, dendet, dendësohet.

2. *Pës. e* THUK.

THUKËT (i,e) *mb.* 1. I ngjeshur fort, i rrasur mirë; që ka dendësi ose peshë të madhe (për trupat).

2. I shëndoshë, i lidhur, i ngjeshur nga trupi. *Djalë i thukët. Vajzë e thukët.*

3- *fig-* Që ka pak fjalë e përmbajtje të pasur, me mendime të ngjeshura, i ngjeshur; që përmban shumë ngjarje e punë, që përfshin një veprimtari të dendur. *Tregim (studim) i thukët, Fjalim (mësim) i thukët. Ligjëratë e thukët. Shprehje (fjalë) të thukëta. Vite të thukëta. Tremujor i thukët.*

THUKËTI,~A *libr.* Të qenët i ngjeshur e i rrasët, të qenët i thukët, ngjeshuri.

THUMB, ~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Organ i posaçëm në fundin e barkut të bletëve, të grerëzave, të mizave të dheut e të disa kandrrave të tjera, më të cilin ato të shpojnë kur mbrohen ose kur sulmojnë; zgjatim i vogël në kokën e disa kandrrave si mushkonja, zekthi etj., më të cilin shpojnë dhe thithin. *Thumbi i bletës. Thumbi i mushkonjës. Të shpon (të thumbon) me thumb.*

2. Gozhdë e vogël prej metali a prej druri, që përdoret për të mbërthyer shojet e këpucëve. *Thumba të drunjtë për këpucë. Këpucë me thumba. E mbërtheu me thumba.*

3. Gjemb bimësh a drurësh të ndryshëm. *Thumbat e gjembaçit (e kumbullës).*

4. Shkop i vogël, i mprehur dhe me majë; pjesë e një vegle, e një përdorëseje etj., që është e hollë dhe me majë të mprehtë; maja e mprehtë e dickaje. *Thumbi për të qëruar miser. Thumbi i dalle tidy she s së parmendës.*

*Thumbi i tokëzës. Thumbi i hostenit. Thumbi i topit (i çiftes)* gjilpëra e topit (e çiftes). *Thumbii shigjetës. Tel me thumba* tel me gjetnba. *E shpol me thumb.*
5. *bised.* Hosten.
6. Maja e gjirit a e sisës, thithi. *Thumbi i gjirit.*
7. Gjuhëza e këmborës. *Thumbi i këmborës.*
8. *fig.* Thënie që të ther, që të prek e të lëndon, fjalë që të djeg; e folur më të keq e tërthorazi; shaka, tallje etj. që bëhet për të ngacmuar dike. *Pyetje me thumb. Flet (pergjïg jet) me thumba. I hedh thumba dikujt. E ngacmoi me thumba.*
• U be thumb (tape, livadh, xurxull, fushë, karroqe, Mrryl) *shih te* BËHEM. E do me thumb do shpuar a duhet nxitur që të bëjë diçka, e do më të shtyrë. Preu thumba a) pati shumë të ftohtë, mbërdhiu, preu gozhdë; b) u dërrmua në një punë të vështirë, u jodh tej mase. I bie thumbit e potkoit përpiqet më të gjitha forcat e mënyrat për të bërë diçka. E njoh (e di) në thumb e në potkua e njoh shumë mirë e me hollësi, e njoh një për një, e di në majë të gishtave për një thumb (gozhdë) shkoi (humbi) potkoi *fj.u. shih te* GOZHDË, ~A. Njëri (i bie) thumbit (gozhdës), tjetri potkoit *shih te* GOZHDË, ~A. Një thumb, njëqiad berë U rrahësh, një majë nxjerr *fj.u. mospërf.* thuhet kur kemi të bëjmë me një njeri shumë kokëfortë, që nuk pra-non vërejtjet dhe këshillat e dobishme të të tjerëve (në kuptimin “sa do të mundohesh, nuk nxjerr dot gjë nga një njeri që nuk ndryshon”).
THUMBAC,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Gozhdë e mpreh-të që vihet në majë të hostenit, thumbi i hostenit.
THUMBAT,~I *m.sh.* ~A, —AT. Kunj prej druri, më të cilin mbërthejmë e mbyllim grykën e thesit kur është mbushur shumë; shkop i vogël me majë të mprehur, që përdoret për të zhveshur kallinjtë e misrit.
THUMBËR,~RA .. ~RA, ~RAT. Kërcu t gdhendur ose diçka tjetër e forte, që përdorej në disa krahina si nënkresë.
THUMBIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THUMBOJ, THUMBOHEM. *Thumbimi i grerave. Organi i thumbimit.*
2. Dhembja a djegia që ndiejmë, kur na thumbon një kandërr. *Thumbim i hidhur.*
THUMBOHEM *vetv.* 1. Bisedoj me një tjetër me thumba, hedh e pres thumba me një tjetër; ngac-mohem; cytem. *Thumboheshin keq me njëri-tjetrin.*
2. *Pës. e* THUMBOJ.
THUMBOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Shpon me thumb ose me gjemb, gjembon; i ngul thumbin dikujt, shpon me thumb (për kandrrat). *E thumboi bleta (mushkonja). Meshkujt e bletës nuk thumbojnë.*
2. edhe *jokal. fig.* Flas me dike me thumba, i them dikujt tërthorazi diçka që e prek a që e lëndon, i hedh dikujt thumba; bëj shaka me dike, e tall a e ngacmoj me thumba. *Thumbojnë njëri-tjetrin. Thumbon bukur (me lezet). Thumbon rëndë (lehtë).*
THUMBRIZË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Kunj i drunj-të, që bashkon shtizën e parmendës me pjesën tjetër të saj.
THUMBUES,~E *mb.* 1. Që të ngul thumbin, që të shpon me thumb (për kandrrat). *Kandërr thumbuese.*
*2. fig.* Që të prek a që të lëndon, që të thumbon; që ka thumba; që të flet me thumba, që hedh thumba.
*Fjalë (shprehje, buzëqeshje) thumbuese. Me ton thumbues.*
. 3. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Thumbues i madh.*
4. *si em.* ~, ~I *m. kryes. sh.* ~, ~IT *zool.* Rendi i kandrravc që kanë thumb.
THUMBVERDHË *mb.* 1. Sqepverdhë. 2. *si em.* THUMBVERDHJË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *zool.* Mëllenjë thumbverd he.
THUNDËR,~RA *f.sh.* ~RA, ~RAT. 1. Pjesë e brirtë në fund të këmbëve të disa gjitarëve, thua i madh që kanë në këmbë kuajt dhe ripërtypësit. *Me thunder të sheshtë (të pjerrët). Kockat e thundrës. Tabani i thundrës. Kyçi i thundrës. Kafshë me një thunder (me dy thundra). Nguli thundrat. Rrihte token me thundra.*
2. *spec.* Fundi i gjerë i diçkaje, mbi të cilin mbësh-teten pjesë të tjera të saj; pjesa e një pajisjeje, e një vegle etj., që shërben si bazë për pjesët e tjera. *Thunder e palëvizshme.*
3. *fig. keq.* Zgjedhë e rëndë, sundim i egër; shtypje. *Thundra fashiste. Thundra e bejlerëve (e feudalëve, e kapitalit). Ra (është, vuan, lëngon) nën thundrën e pushtuesve. U çlirua (shpëtoi) nga thundra e egër.*
•*k* Ra në thunder u pengua e gati sa s'ra, u pengua keq (për kalin etj.). I ktheu thundrat (potkonjtë, kë-pucët, këmbët) nga dielli *përb. shih te* DIELL,~I. I rajti thundra ne qafë *shih te* QAFË,~A. Thunder
mushke *bot.* thundërmushkë.
THUNDËRMUSHKË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të mbutuar me push të nolle, me gjethe të dhëmbëzuara, të ngjash-me me gjurmën që lë thundra e mushkës, me lule të verdha, të mbledhura në majë të kërcellit, e cila rritet në vende me lagështi dhe përdoret në mjekësi.
THUNDËRZ,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bot.* Thunder mushkë.
THUNDR4Ç,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Thikë e lugët, me bisht të gjatë, të cilën e përdor nallbani për të prerë thundrat e kafshëve përpara se t'i mbathë.
THUNDRAK,~E *mb. tool.* 1. Që ka thunder. *Kafshë thundrake.*
2. *si em.* ~, ~U *m. kryes. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Rend gjitarësh, ku hyjnë kafshë me trup të madh si kali, gomari, kau, delja etj., që kanë thundra në fund të këmbëve. *Rendi i thundrakëve.*
THUNDROR,~E *mb. zool.* Thundrak. *Kafshi thundrore.*
THUNDRON *kal.,* ~OI, ~UAR. E shkel me thunder, e shtyp me thunder. *E thundroi kali.*
THUPËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Shkop i nolle dhe i përkulshëm, zakonisht i prerë nga dega e një peme a nga një shkurre. *Thupër e hollë. Thupër thane shelgu shkoze). Thupër me majë. Gardh me thu-pra. I ra me thupër. Dridhej si thupra në ujë* kishte shumë frikë, dridhej nga frika.
2. Shufër e gjatë dhe e hollë prej mstali, prej qelqi etj.; shufra, më të cilën pastrohet tyta e pushkës. *Thupër e qelqtë. Thupër e hekurt.*
3. Harku i violinës.• Ose hu ose thupër *fj.u. shih te* HU,~RI. Tre bunj e një thupër *keq. shih te* HU,~RI.
THUPRAK,~E *mb.* Që ka trup të hajthëm, por të ngjeshur, të lidhur mirë c të zhdërvjellët (për nje-rezit).
THUQËROJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. I ha fjalët, flas si thuthuq; mezi flas.
THUR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bashkoj, tërheq e shtrë-ngoj fort dy a me shumë fije, degë, thupra etj., duke i gërshet uar njërën me tjetrën; i bëj si gërshet; i lidh he një të Vetme e

bëj diçka me to; *kund.* shthur. *Thurin kasha (rrogoza, litarë, shporta). Thur kurora. Thur flokët gërsheta. Thur një cigare* pleks një cigare, mbësh-tjell duhanin me letrën e tij në një cigare.
2. E rrethoj diçka me gardh, i vë gardh një vendi, i bëj një thurimë, gardhoj. *Thur me gardh. Thuri livadhin (kopshtin) me driza. I thurën pemët me ka-llama.*
3. Bëj çorape, triko a një veshje tjetër me fije Ie-shi, pambuku, mëndafshi etj., punoj çorape, triko etj. me shtiza, me grep, me makinë; *kund* shthur. *Thur çorape (triko, fanella). Thur me shtiza. E thuri lirshëm (shtrënguar).*
4. *fig.* Lidh në mënyrë të harmonishme dy a me shumë pjesë përbërëse, dukuri a veprime, ndërthur, gërshetoj; bashkoj mirë disa pjesë në një të tërë të vetme; ndërtoj a sajoj diçka duke bashkuar në një të vetme pjesët përbërëse. *Thur ngjarjet. I thur bukur mendimet.*
5. *fig.* Krijoj me gojë a me shkrim diçka, shkruaj një vepër Ietrare, artistike etj., hartoj; e sajoj, e nxjerr vetë i pari një gjë. *Thur një histori (një përrallë, një tregim, një hartim, një legjendë). Thur një këngë. Thur me mend. I thur lavde dikujt* e lavdëron shumë dike, e ngre në qiell.
6. *fig.* Krijoj diçka të ngatërruar e djallëzore për të dëmtuar dike, për ta shkatërruar etj.; kurdis një gjë të keqe për një tjetër. *Thuri një intrigë. Thurnin komplote (plane kriminale).*
7. *bised., përçm.* E mbyll; i vë gardh, nuk e lë hapur. *Ia\ thuri gojënl Thure grykën! U thurtë ajo shtëpi! mallk.* u mbylltë, u shoftë e u shkretoftë ajo shtëpi!
•ifc- Thur e shthur bën e prish, nuk e rregullon, s'e; ndreq (për një punë që s'mbaron). Thur livadhin e lë shtegun hapur bën një punë, po s'e çon deri në furtd; s'ka vlerë puna që s'përfundohet.
THURAK,~U *m.sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Këmishë e gjatë, e thurur si rrjetë me rripa a me fije të trasha prej metali, që e vishnin luftëtarët në kohë të vjetra për t'u mbrojtur nga armët e ftohta; parzmore e thurur. *Pëqiri i thurakut* pjesa e thurakut që mbronte pëqinë dhe kofshët.
THURET *vetv.* 1. Bashkohet e lidhet fort me një tjetër; bëhet si gërshet, lidhet në një të vetme (për fijet, rripat etj.).
2. *fig.* Bashkohet a lidhet në mënyrë të pazgjidhshme me një tjetër, ndërthuret, gërshetohet (për veprimet, dukuritë etj.). *Jane thurur ngjarjet ndërmjet tyre.*
3. *Pës. e* THUR.
THURIMË,~A *f.sh.* ~A, ~AT 1. Gjë e thurur, send i thurur, diçka që është bërë me thurje. 2. Gardh.
THURJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THUR, THURET. *Thurja e çorapeve. Thurja e planeve (e komploteve, e kurtheve). Thurja e ngjarjeve. Thurje me shtiza. Makinë për thurje.*
2. Mënyrë e lidhjes ose e bashkimit të dy a me shumë fijeve, rripave, degëve, thuprave etj. *Shporta (pu-nime) me thurje.*
3. Gjë e thurur, send i thurur, diçka që është bërë duke u thurur, thurimë. *Thurje të bukura.*
THURUR (i,e) *mb.* 1. Që është me gardh, i rrethuar me gardh, i gardhuar. *Vend (oborr) i thurur.*
*2.* Që është bërë duke thurur njëra me tjetrën dy a me shumë fije, thupra etj. *Meflokë të thurur* me flokë të bërë gërshet.
3. Që është bërë me thurje, jo i endur. *Pëlhurë e thurur. Bluzë e thurur.*
THUTHUQ,~E *mb.* 1. Që nuk mund të shqIptojë mirë tingujt fishkëllyes (s, z, sh, zh) dhe në vend të tyre shqipton tinguj ndërdhëmborë (th, dh); që karakte-rizohet nga ky shqiptim. *Djalë thuthuq. Plakë thu-thuqe. Efolur thuthuqe.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Flet si thuthuq.*
THUTHUQËSf,~A . *libr.* Të qenët thuthuq, vetia e atij që është thuthuq.
THYEÇ,~E *mb. shih* BRISHTË (i,e).
THYEJ *kal.,* THEVA, THYER. I. E ndaj një gjë me dysh a në shumë copa me dorë ose duke e për-pjekur pas diçkaje të forte; e bëj pjesë-pjesë a copa-copa diçka të ngurtë, e copëtoj, duke e goditur me diçka a duke e përpjekur pas diçkaje të forte. *Thyej shkopin. Thyej bukën. Thyej pemën (degët), Thyej vezët (arrat). Thyej pjatën (gotën, xhamin). Thyej këmbën (dorën, dhëmbët).*
*2.* E përkul, e lakoj a e harkoj diçka; e bëj me dysh, me tresh etj., e palos. *Thyej trupin (mesin, gjunjët, duart). Mos i thyej gishtërinjtë! Thyej me dysh letrën.*
3. *fiz.* I kthen drejtimin dritës, rrezes etj., e bën të ndërrojë drejtimin, e përthyen. *Prizmi e thyen dritën. I thy en rrezet.*
*4.* Kthej a këmbej një monedhë në disa njësi monetare më të vogla, që përbëjnë të njëjtën sasi parash a të cilat të gjitha së bashku janë të barasvler-shme me të, shkoq; kthej paratëehuaja në para vendi, e këmbej një çek me para, e kthej çekun në të holla. *Thyej qindëshen me dhjetëshe e pesëshe. Theu dollariu (florinjtë). E theu çekun në bankë. Ke të ma thyesh? S'kam të t'i thyej.*
5. *fig.* Veproj në kundërshtim me diçka jopër-parimtare, që ka qenë e zakonshme në të kaluarën e që tani pengon zhvillimin, e mohoj atë, e hedh poshtë përfundimisht si të papërshtatshme e të keqe; shkatërroj diçka të keqe. *Thyejmë konceptet e vjetra (paragjykimet, besëtytnitë, zakonet prapanike). Kemi thyer çdo gjë të vjetër (të prapambetur.) E thyen mitin për diçka. E thyem aparatin e vjetër shtetëror.*
*6. fig.* Prish a shkel diçka të pranuar ose të ve-ndosur që me pare, nuk i qëndroj besnik asaj, e ha, e mohoj (fjalën, besën etj.); shkel a cenoj diçka, nuk e zbatoj, e prish. *Nuk e thyen fjalën (besën, marrë-veshjen}. Theu disiplinën. Theu urdhrin. Mos i thyejrregullat! Armiqtë nuk e thyejni dot bashkimin tone.*
7. *fig.* E mund dike në një luftë, në një betejë, në një ndeshje, në një lojë etj., e bëj që të dorëzohet, të jepet, të tërhiqet etj.; e mposht diçka, e përballoj dhe e kapërcej me sukses diçka. *£ thyen ushtrinë ar-mike (armikun, kundërshtarin). E theu mbrojtjen (sul-min). Nuk e thyen dot kryengritjen (qëndresën, luftën). Thyejmë çdo bllokadë. Nuk e thyen vështirësitë (pe-ngesat, vuajtjet, torturat). Nuk e theu dot as me para dike* nuk e bleu dot me para, nuk e bëri dot për vete me para. *thyen me force (me dredhi). E thyen shpejt (lehtë, plotësisht).*
8. *fig. (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. kallëzore).* I pres dikujt forcat, e bëj të pafu-qishëm, e dobësoj shumë; e rrëzoj shumë nga shëndeti, e vras shpirtërisht. *Nuk e theu sëmundja (mosha, pleqëria). E theu moralisht. E theu keq. Nuk e thyen dot.*
9. *fig.* E shuaj a e zhduk diçka; nuk e lë diçka të veprpjë a të jetë ashtu si me pare; i pakësoj forcën, e dobësoj, e bëj të ulet a të bjerë; ia ul, ia zbres vle-rësimin. *theu vullnetin (besimin, vrullin). Thyej urine (gjumin). Ia thyen notën e sjelljes.*

10. *fig.* Arrij të tejkaloj diçka, kapërcej caqet e vendosura për një punë a të arritura me pare. *Thyen parashikimet. Thyejnë normat. Theu rekordin,*

11. *jokal. vet. veto HI fig.* Shkon, kapërcen në pjesën e fundit, i afrohet mbarimit (për ditën dhe natën). *Po thyen dita (nata).*

•*k* Thyej (çaj) akullin *libr.* filloj i pari diçka të re, kapërcej i pari pengesat që dalin etj. Na theve brinjët! a) *iron,* lëre se na bëre të qeshim!, nuk shikon, na shkule së qeshuri! b) *keq.* na gënjeve rëndë!; na mbu-she me gënjeshtra! Ia theu bririn *shih te* BRI,~RI. Thyej dorën fitoj pak nga pak, duke u ushtruar, aftësinë e shkathtësinë e nevojshme për të bërë një punë, nis t'ia marr dorën një pune. Theu dhëmbët humbi keq, pësoi humbje të rëndë, u dëmtua shumë. I theu (i dërrmoi) dhëmbët (hundët, brinjët, turinjtë, nofullat, fulqinjtë) *dikujt përçm.* a) e rrahu paq, e rrahu mirë, e shqepi në dru; b) i tregoi vendin, ia mblodhi mirë; s'e la të shiste mend, ia uli hundën. I thyen (i prishën) fjalët u grindën, u shanë, u zunë keqas. Theu gërmicën *mospërf. shih te* GËRMICË,~A n. Thyej gjuhën fitoj një fare aftësie për të folur një gjuhë të huaj; filloj të flas kryesisht në gjuhën letrare e jo në dialekt; përziej të folurit në dialektin amtar me mjaft ndikime të një dialekti tjetër. E tbeu këmbën *përb.* a) u shporr, iku, theu qafën; b) vdiq. Ia theu kockat *shih te* KOCKË,~A. Theu kokën ra e u vra keq, u be cope la theu (ia shtypi, ia këputi) kokën *shih te* SHTYP. E theu në mes a) e dëmtoi rëndë, i prishi shumë punë, e këputi në mes; b) e dëshpëroi shumë, i shkaktot një gjendje aq të rëndë shpirtërore sa nuk ngre dot kokë; c) e rrahu keq, e ngordhi në dru. Nuk fa ka thyer (nuk ia ka lëshuar) poganikun

a) *dik ujt* nuk e njeh mirë, s'ka pasur rast ta njohë si duhet dike; b) *diçkaje* nuk i ka vënë emër, nuk e ka përcaktuar mirë natyrën e vlerën e saj; nuk e ka quajtur ende me emrin e vet. Thyej (këput) prangat (vargonjtë) *shih te* KËPUT. Thyej (këput) arrëzën (qafën)! *keq.* largohu që këtej!, shporru! Theu (këputi) qafën (zverkun, arrëzën) a) ra e u vra keq, u be copë-copë; b) u largua me në fund, u shporr. Theu turinjtë (hundët) a) ra e u vra keq, u be cope; b) pësoi dështim të plotë, u dëmtua rëndë në vend që lë kishte ndonjë përfitim. Ia theu zcmrën ia prishi

shumë qejfin, e brengosi, e hidhëroi pa masë. Të thyen arrën në dorë a) është shumë i zoti, të merr gjak në vetull; b) *keq.* ta hedh lehtë, ta hedh kur të duash; c) *keq.* vjedh shumë e me marifet, të qëron të bardhët e syrit. Nga theva këmbën e dola (e vajta, e shkova, e erdha)! ç'm'u desh që dola (që vajta, që shkova, që erdha!), ç'bëra që dola (që vajta, që shkova, që erdha). Të thyente kokën (kryet) me para ishte shumë i pasur, kishte shumë para. Bie miu e thyen kokën është bosh, s'ka asgjë brenda (për hambarin etj.). Mendja e madhe të thyen qafën (zverkun) *fj. u. shih te* MENDJE,~A. Gjuha kocka s'ka e kocka thyen *fj. u. shih te* GJUHË, ~Aj.

THYER (i, e) *mb.* 1. I ndarë me dysh a në shumë cope; që është bërë pjesë-pjesë a copa-copa; që ka të krisura e të çara në trup; që është thyer. *Dërrasë (plla-kë, shpatë) e thyer. Qerre e thyer* qerre e shkatërruar. *Vezë të thyera. Pjatë e thyer. Gotë e thyer. Xham i thyer.*

2. I përkulur, i lakuar a i harkuar; që ka marrë trajtën e një vijetë përkulur (për diçka të drejtë);që është bërë me dysh, me tresh etj., i palosur. *Me gjunjë të thyer.*

3. Që është shumë i tatëpjetë e mezi kalohet, shumë i pjerrët, thikë (për shpate malesh etj.); që ka male të lartë e të thiktë, jo fushor; që ka shumë të përpjeta e të tatëpjeta. *Vend (terren) i thyer.*

4. *fig.* Që është mundur a mposhtur në luftë. *Ushtri t thyer.*

5. *fig.* Që s'ka me force[1], që i jan6 prerë fuqitë, i dobësuar shumë, që ka rënë nga shëndeti.

6. *fig.* Që ka humbur besimin në forcat e veta, që nuk ka me vullnet të luftojë, i rënë moralisht, i vrarë shpirtërisht.

7. *fig.* Që e ka kaluar gjysmën e moshës, që i ka kaluar të pesëdhjetat. *Burrë i thyer. Grua e thyer. Në moshë të thyer.*

8. *si em.* ~, ~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Vendi ku është thyer diçka; pjesa ku diçka është çarë, ka krisur a ka filluar të thyhet; pjesa e thyer e diçkaje. £ *thyera e kockës. Duket qartë e thyera.*

9. 5I *em.* ~A, ~AT (të) . *vet. sh.* Para me vlerë të vogël, më të cilat këmbehet një monedhë me vlerë më të madhe; të holla, të shkoqura. *S'kam (s'më ndodhenj të thyera.*

*ie* Me zemër të thyer a) jo me dëshirë, jo me shumë qejf, me qejf të prishur; b) i pikëlluar, me dhembje të madhe, i prekur thellë. Shkallë e thyer *mospërf.* send a njeri pa vlerë, që nuk hyn në punë a që nuk sjell ndonjë dobi. Është shpatë e thyer nuk vlen me, nuk ka me fuqi. Kryq. i thyer *shih te* KRYQ,~I. Varg i thyer *let.* varg i rregullt, që për arsye theksimi, into-nacioni etj. copëzohet e shkruhet i ndarë. Vijë e thyer *gjeom.* vijë që e ndërron disa here drejtimin, vijë që zgjatet në drejtime të ndryshme.

THYERËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që cenon a që shkel diçka, ai që shkel ligjei, parimet, rregullat, vendimet etj., ai që nuk i përmbahet diçkaje të ve-ndosur që me pare. *Thyerësi i ligjit n' disiplinës). Thye-rësit e grevave.*

*2. spec.* Thyerëse. *Thyerësi* i *mineraleve.*

THYERËS,~E *mb.* 1. Që ka aftësinë të copëtojë diçka; që shërben për të ndarë, për të copëtuar a për të thyer diçka. *Vegël thyerëse. Force thyerëse.2. fiz.* Që i ndryshon drejtimin dritës, që thyen dritën, rrezet etj., përthyes. *Sipërfaqt thyerëse. Faqet thyerëse të prizmit.*

THYERËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Vegël e po-saçme, që përdoret për të ndarë në copa më të vogla nië lëndë; përdorëse për të thyer pemët me lëvozhgë të forte ose diçka tjetër të ngurtë. *Thyerëse arrash (bajamesh). Thyerësja e karbitit (e qymyrit).*

THYERJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THYEJ, THYHEM. *Thyerja e gurëve (e plisave). Thyerja e gjunjëve (e trupit, e duarve). Thyerja e dritës. Thyerja e armikut (e ushtrisë), Tliyerja e normës. Thyerja e disiplinës.*

2. Vendi i thyer i diçkaje, pjesa ku është thyer diçka; e çara a e krisura e diçka je, e thyera e diçka je. *Ka një thyerje.*

THYES,~I *m.sh.* ~, ~IT. 1. Ai që shkel kufijtë e një shteti tjetër, shkelësi i kufirit. *Thyesit e kufirit. Gjurmët e thyesit. Kapën (zunë, vranë) një thyes. Ztiuluan thyesin.*

*2. spec.* Thyerëse.

THYESË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. *mat.* Numër, që shpreh një a me shurnë pjesë të barabarta, në të cilat është ndarë një njësi. *Thyesë e thjeshtë. Thyesë dhjetore. Kufizat (gjymtyrët) e thyesës. Numëruesi i thyesës* numri sipër vizës, që tregon se sa pjesë të barabarta janë veçuar nga njësia e plotë. *Emëruesi i thyesës* numri poshtë vizës, që tregon se në sa pjesë të barabarta është ndarë njësia e plotë. *Veprime me thyesat. Mbledh (zbres, shumëzoj, pjesëtoj) thyesat. Thjeshtoj thyesat.*

2. Sythi a goja e çorapit, e trikos etj. *Lëshoi edhe një thyesë. I hodhi thyesat në shtizë.*
3. Lak. *Thyesa e litarit.*
THYESlM,~I *m.sh.* ~E, ~ET *spec.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve THYESOJ, THYESOHET. *Shtyllat e thyesimit.*
21 Pjesë e një përzierjeje të lëngët, që veçohet duke e ngrohur ose duke e nxehur. *Thyesime të lëngëta. Thyesimet zbresin në fund të enës.*
THYESOHET *spec. Pës. e* THYESOJ.
THYESOJ *kal.,* ~OVA, ~ti'AR *spec.* E ndaj diçka në pjesët përbërëse; veçoj në një përzierje të lëngët një a disa pjesë nga pjesët e tjera duke e ngrohur ose duke e nxehur.
THYESOR,~E *mb. mat.* Që është i formuar nga një thyesë ose që ka një thyesë. *Numra thyesorë dhe të plotë. Barazime (shprehje) thyesorë.*
THYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të ndahet me dysh a në shumë copa me dorë ose duke e përpjekur pas diçkaje të forte; që mund të bëhet pjesë-pjesë a copa-copa, që mund të thyhet, i brishtë. *Lëndë e thyeshme. Sende (enë) të thyeshme.*
*2.* Që mund të epet, të lakohet a të përkulet, i ep-shëm, i përkulshëm. *Degë të thyeshme. Kërcell i thyeshëm. Shufër e thyeshme. Tel i thyeshëm.*
3.; Me shumë male e kodra; më të përpjeta e të
tatëpjeta të shumta, i thyer. *Vend i thyeshëm. Male të thyeshme.*
THYESHMËRI, ~A Të qenët i thyeshëm, vetia e diçkaje që thyhet. *Thyeshmëri e madhe. Përcaktoj thyeshmërinë. Ka thyeshmëri.*
THYEZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Cope e vogël e thyer nga diçka e ngurtë (zakonisht nga një pllakë guri, mermen etj.), pjesë nga diçka e thyer.
THYEZIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve THYEZOJ, THYEZOHET.
2. Figure që bëhet me copa gurësh, xhamash e pllakash të ndryshme në një faqe muri, në një dysheme etj. për zbukurim, punim me thyeza, mozaik.
THYEZOHET. *Pës. e* THYEZOJ.
THYEZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Mbush një faqe muri, një dysheme etj. me copa gurësh a xhamash të ndryshëm ose me copa pllakash të vogla për ta zbukuruar; bëj një mozaik.
THYHEM *vetv.* 1. *vet. veta 111.* Ndahet me dysh a në shumë copa; bëhet pjesë-pjesë a copa-copa, copëtohet (për diçka të ngurtë). *U thye xhami. U thye shkopi (trari, shtylla). U thye copa-copa.*
2. Përkulem, lakohem a harkohem; *vet. veta III* merr trajtën e' një vije të thyer (për diçka të drejtë), përkulet, bëhet me dysh, me tresh etj., paloset. *janë thyer gjunjët. Thyhet si thupër. Janë thyer kapakët e librit (e fletores).*
3. *vet. veta III fiz.* Ndërron drejtimin, kthen (për dritën, rrezen etj.), kur kalon nga një mjedis fizik a nga një trup në një tjetër me përbërje ose me dendësi të ndryshme (nëpër një prizëm etj.), përthyhet. *Thyhet drita. Thyhen rrezet e diellit.*
4. *vet. veta III.* Ndryshon drejtimin e bie thikë poshtë, shkon tatëpjetë poshtë (për shpate malesh etj.).
5. *fig.* S'e përballoj dot diçka, nuk e kapërcej dot, mposhtem para diçkaje; tërhiqem; dorëzohem, je-pem. *Nuk u thyen para vështirësive (para pengesave, para vuajtjeve, para torturave). Thyhet shpejt. As thyhet, as përkulet.*
6. *fig.* Me priten forcat, me lënë fuqitë, dobësohem shumë; bie nga shëndeti; vritem shpirtërisht. *U thye moralisht. S'thyhet lehtë.*
7. *vet. veta III.* edhe *fig.* S'është me aq I madh ose aq i forte sa me pare, zbutet pak, bie ca, pritet; kalon, e kapërcen kulmin e vet e fillon të bjerë. *U thye vapa (të ftohtët). U thye vera. lu thye vullneti. U thye mosha.*
8- *Pës.* e THYEJ. *U thyen pjatat (vezët). M'u thye dora (këmba, krahu). Ushtria fashiste u thye. U thyen normal.*
• Të thyhet në dorë *shih te* DORË,~A. Është thyer (është këputur) me dysh *shih te* DYSH. Me thyhen gjunjët s'kam fuqi të qëndroj me këmbë, me priten këmbët; jam shumë i lodhur. Iu thye qerrja në derë (te dera) *shih te* QERRE,~JA. Buka që thyhet, s'ngjitet me *fj. u. shih te* BUKË,~A. Po u thye kulaçi, s'ngjitet me *fj. u. shih te* KULAÇ,~I. Me mirë të pritet koka (kryet), se të thyhen gjunjët *fj. u. shih te* GJU,~RI.

# U

1. Një nga zanoret e gjuhës shqipe dhe shkronja e tridhjetë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë zanore. *Zanorja u. Tingutli u. Shkronja u.*
2. *si em. f.* Zanorja dhe shkronja u. *U-ja e vogël (e madhe). U-ja e doris (e shtypit). U-ja nistore.*
*V* ii- Trajtë e shkurtër e përemrave vetorë ATA. ATO në rasën dhanore. *U dhashë librin. U thashë të vinin. U çova fjalë. U erdhi mirë.*
U in *Pi-* Përdoret përpara foljeve pësore dhe vetvetore për të ndërtuar trajtat e kohës së kryertë thjeshtë, të mënyrës dëshirore e të përcjellores e pas-kajores. *U nis. U derdh. U lane. U shpall. U bëftë! Duke u përpjekur. për t'u shqyrtuar.*
*V* rv *pasth.* 1. Përdoret për të shprehur habi, kur ndodhemi përpara një të papriture ose para diçka je jo të zakonshme; ua. *U, sa me gëzove! U, sa mirë! U, nga erdhi ky? U, si qenka bërë! U, more djalë!*
2. Përdoret kur kujtohemi papritur për diçka; ah. *U, po! U, dale se harrova! U, prit, se do të të jap diçka!*
3. Përdoret kur shprehim dhembje ose pakënaqësi për diçka të papëlqyeshme; uh. *U, sa me dhemb! U, të shkretën! U, ta kisha ditur me pare! U, ç'më gjeti!*
UA i. Trajtë e shkurtër e shkrirë e përemrit vetor, e formuar nga bashkimi i trajtës së shkurtër u të përemrave ATA, ATO në rasën dhanore dhe e të përemrave AI, AJO në rasën kallëzore ose i të përemrave ATA, ATO në rasën kallëzore. *Ua thashë lajmin. Ua dhashë librat. Ua bleva fletoret.*
UA II *pasth. bised.* Përdoret kur habitemi shumë për diçka jo të zakonshme ose të papritur. *Ua, sa bukur! Ua, sa i mirë! Ua, ç'më the! Ua, si qenka bërë! Ua, edhe ti!*
UBËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. Grope e madhe, që e hapin në vendet malore ku s'ka kroje për të mbledhur ujin e shiut zakonisht për bagëtinë. *Ubël e thellë (e cekët). Ujë uble. Pine në ubël.*
UBUBU *pasth.* 1. Përdoret kur shprehim shqetësim a frikë përpara një të keqeje ose kur shprehim një dhembje. *Ububu, ai i mjeri! Ububu, ç'e gjeti! Ububu, sa me dhemb!*
2. *si em. f. zakon. sh.* ~, ~TË. Shprehje shqetësimi a frike, duke bërë "ububu". *Lëri ububutë! Nuk ndreqet puna me ububu. Nuk shkohet jeta me ahe e me ububu. S'e kam me ububu* është diçka që nuk me shqetëson thellë, edhe po të mos bëhet nuk prish shumë punë.
UDHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bised.* Udhëtar. 2. Njeri i ngarkuar për të mbledhur të dhëna të ndryshme gjatë udhëtimit nëpër një vend.
UDHAKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes UDHAKOJ.
2. Lëvizje e dendur nëpër një rrugë, qarkullim. *S'ka shumë udhakim.*
UDHAKOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* Shkoj dendur në një vend, e bëj shpesh rrugën për diku. *Udiiakonin në Shkodër.*
UDHEMBARË,~A . Urimi për t'i shkuar mbarë dikujt udha që do të nisë. *tha udhembarën.*
UDHË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Brez ose rrip toke i rrahur a i shtruar për të kaluar njerëzit dhe mjetet; vija në ajër ose në det, nëpër të cilën kalojnë mjetet e fluturimit a të lundrimit; rrugë. *Udhë e gjatë (e shkurtër). Udhë e ngushtë (e gjerë). Udhë e drejtë (e shtrembër). Udhë e shtruar (e pashtruar). Udhë malore (fushore). Udhë e rrahur (e parrahur). Udhë e përpjetë (e tatëpjetë, e teposhtë). Udhë e madhe* xhade. *Udhë automobilistike. Udhë ajrore (detare, lumore). Udhë hekuri (e hekurt). vjet.* hekurudhë. *Udhë e verbër (pa krye). Udhë e njohur (e panjohur). Udhë e vështirë (e rrezikshme). Udhë bagëtish (dhish, kuajsh, qerresh). Udhë pylli. Udha e Dibrës* udha që të shpie në Dibër. *Udhë kryq* udhëkryq. *Udhët e shan't (e qytetit). Udhë me kalldrëm. Udhë me pluhur (me baltëj. Udhë me dredha (me shumë kthesa). Udhë me gropa. Udha për të vajtur në Pezë. Kreu i udhës. Bërryli i udhës. Në anë (në buzë, në mes) të udhës. Hap (çel, shtroj) një udhë. Dal në udhë. Eci në një udhë. Shkon udhës. Rreh një udhë. Bredh udhëve. Mbeti udhëve* bredh poshtë e përpjetë kot. *Udhë pa udhë* nëpër vende të rrahura e të parrahura për të kaluar, nëpër çdo vend nga mund të kalohet.
2. Hapësira e lire për të kaluar përpara; vendi, shtegu nga mund të kalojmë e të ecim me tutje; kalim; rrugë. *Udhë e lire (e zënë). Udhë kalimi. I zë (i preu) udhën. U mbyllën (u zunë) udhët. U hap udha. I la (i hapi, i bëri) udhë. Çaj udhën. Largohu (hiqu) nga udha! A ka udhë këtej? Nga bie (nga shkon) udha?*
3. Largësia për të shkuar nga një vend në një tje-tër; koha që duhet për të shkuar në një vend tjetër. *Udhë e gjatë (e shkurtër, e target). Udha nga Tirana në Durrës. Një ore (një ditë) udhë. Bënë një cope udhë. E bëri udhën me këmbë. Sa mban udha? Sa udhë kemi bërë? Sa udhë mbetet akoma?*4. Udhëtimi për të shkuar në një vend tjetër; rrugë. *Udhë e larger (e gjatë, e shkurtër). Udhë e këndshme. Udhë e lodhshme. Udha e fundit. Udha e kitrbetit. Vdha e mërgimit. Udhë pa fund. Qiraja e udhës. Shpenzimet e udhës. I lodhur nga udha. Gjatë udhës. Në udhë e sipër. Në fund (në mes) të udhës. Jam për udhë* duhet të nisem për diku. *Bëj udhë* udhëtoj. *Nisem për udhë. Nuk bën udhë* nuk niset. *Marr (zë, nis) udhë (udhën)* nis udhëtimin. *Vihem në udhë (për udhë)* nis udhëtimin. *Kam një udhë përpara* me duhet të bëj një udhëtim për diku. *Mbeti në udhë* nuk e përfundoi udhëtimin. *E ktheu nga udha. Vij nga udha. E,zuri nata në udhë. Udha e mbarë!* urim për t'i shkuar mbarë dikujt një udhëtim i gjatë.
5. Drejtimi i lëvizjes për të shkuar deri në një vend; rrugë. *Ndërroi (ndryshoi, ktheu) udhën. E gjeti udhën. E\ di udhën. Humbi (ngatërroi, gaboi) udhën. Mori udhën për në...* u nis për diku. *Ka vetëm një udhë. Mund të shkohet nga dy udhë. Nga cila udhë shkohet? Ku të çon kjo udhë?*
6. *fig.* Drejtimi në të cilin zhvillohet një dukuri, një ngjarje a një proces, ecuria që ndjek zhvillimi i diçkaje; vija që ndjek dikush drejt një qëllimi; rrugë. *Udha më e drejtë. Udhë e gabuar. Udhë e lehtë (e\ vështirë). Udha e re (e vjetër). Udhë e lavdishme. Udhë të pashkelura. Udha e jetës. Udha e çlirimit (e kryengritjes, e revolucionit). Udha e lirisë (e lavdisë, e begatisë, e lumturisë, e së vërtetës). Udha e Partisë. Udha e zhvillimit (e lulëzimit). Udha e kolektivizimit. Udha e shpëtimit. Udha e së mirës (e së keqes). Udha e shërimit. E vetmja udhë. I tregoi (i mësoi) udhën. Mbaj një udhë. Ndërroi udhën. Nisi (zuri) një udhë. Ndjek një udhë. I për gat it i udhën. E vuri në udhë të drejtë (të mbarë). Mori udhë të mbarë (të mirë, të keqe) puna. Hyri në udhën e*

*krimit (e tradhtisë). Ecën në udhë të njohura. Mori udhën e varrit.*

7. *fig.* Mundësia për të ecur përpara, për t'u zhvi-lluar a për të shkuar më tej lirisht e pa pengesa; mundësia për të shprehur ndjenjat e mendimet lirisht; rrugë. *Udhë të ndritura. Udhë të reja. I hapi (i çeli) udhën e zhvillimit (epërparimit, e lulëzimit, e begatisë). la mbylli (ia preu) udhën. I lë udhë të lire. E ka udhën të lire (të hapur, të zënë). U dha udhë ndjenjave (men-diihevë). I dha udhë tëflasë.*

*k. fig.* Mënyra, metoda që ndiqet për të zgjidhur diçka a për të arritur diçka; mënyra e zakonshme, e rregullt ose që duhet ndjekur për të zgjidhur diçka a për të vepruar; zgjidhje; mënyra e veprimeve ose e sjelljes së dikujt; rrugë. *Udhë e thjeshtë (e ndër-likuar). Udhë e papranueshme (e palejueshme). Udhë e mirë (e mbarë). Udhë e ndershme. Udhë e keqe (e shtrembër). Me udhë zyrtare (ligjore, diplomatike). Me udhën më të thjeshtë (me të shpejtë). Me udhë të tërthorta. Udha e zgjidhjes. Me këtë udhë. I jap udhë diçkaje* e zgjidh; i gjej mënyrën e zgjidhjes; ven-dos se ç'duhet bërë, si duhet vepruar. *U jep (nuk u jep) udhë punëve (çështjeve). Mori udhë puna. I tregoi udhën e zgjidhjes. Ndjek një udhë. Zgjedh udhën më të përshtatshme (me të volitshme). S ka udhë tjetër. Ecën në udhë të drejtë* vepron ose sillet me çiltëri, siç e kërkon e drejta. *Mori udhë të shtrembër (të keqe). Zuri një udhë (të keqe). Erdhi në udhë (të mirë). E solli (e vuri) në udhë të mbarë.*

*9.* Qiiim i ngushtë dhe i gjatë ose rrip i gjerë li-noleumi, që shtrohet në korridor a nëpër shkallë për të shkelur mbi të; udhëz, udhishtë; rrugë. *Udhë (prej)
leshi (pambuku). Udhë (prej) linoleumi. Shtroi udhët. Ngriti (shkundi) udhët.*

• Bën udhë (rrugë) *diçka shih te* RRUGË,~A. I bëj (i lëshoj, i hap) udhë (rrugë) *dikujt shih te* RRUGË,~A. E bëri udhë (rrugë) *shih te* RRUGË, ~A. Bën (flet, punon) me udhë (me rrugë) bën diçka ashtu siç duhet, siç është e rregullt, siç e kërkon e drejta; bën diçka me mend, me arsye. Bën (flet, punon) pa udhë (pa rrugë) vepron jo siç duhet, jo siç është e rregullt, siç e kërkon e drejta; bën diçka pa mend, pa arsye. E pruri (e nxori, e çoi) udha (rruga) *shih te* RRUGË,~A. Çaj udhën (rrugën, shtigjet) *shih te* ÇAJ. Doli udhe (nga udha) *shih* Doli rruge (nga rruga) *te* RRUGË,~A. E gjen udhën (rrugën) për *diku shih te* GJEJ. S'e kam gjetur në udhë (në rrugë) *shih te* RRUGË,~A. E hodhi (e flaku, e nxori, e la) në udhë (në mes të udhës, në udhë të madhe, në mes të katër udhëve) a) e dëboi, e përzuri pa pyetur fare për të; b) e flaku në mëshirën e fatit, e la pa asnjë ndihmë e përkrahje, e braktisi. I heq udhën *vjet. shih te* HEQ. S'më hiqet nga udha (nga rruga) *shih te* RRUGË,~A. Hyn nën udhë merr një drejtim të shtrembër, nuk ecën në rrugën e drejtë; kërkon e zbaton mënyra veprimi jo të rregullta. Është (me duket) e udhës është mirë, është më e përshtatshme, është ashtu siç duhet, siç ka hije. I dha udhët (rrugët) *dikuj t shih te* JAP. S'e jep udha nuk lejohet, nuk është sipas rregullave ose sipas ligjeve. Këtë udhë këtë here, këtë radhë. I la udhë (rrugë) *diçkaje shih te* LË. E la në udhë (në mes të udhës) nuk e çoi deri në fund, nuk e ndoqi derisa të përfundonte, e la pa e përfunduar, e la përgjysmë. Mori udhë (rrugë) *diçka shih te* RRUGË,~A. Mori udhët (udhën e madhe) humbi ose la shtëpinë e gjithçka që kishte dhe u nis për të gjetur diku një vend jetese e pune. Mori udhët (rrugët) *shih te* RRUGË, ~A. Mbaj udhën! *shih te* MBAJ. Mbeti udhëve (në mes të udhës, në udhë të madhe, në mes të katër udhëve) humbi shtëpinë e gjithçka që kishte; mbeti në mëshirë të fatit, mbeti pa asnjë ndihmë e përkrahje. Mbeti udhëve (rrugëve) *dikush shih te* RRUGË,~A. Mbeti në udhë (në mes të udhës) nuk shkoi deri në fund, mbeti pa u përfunduar, mbeti përgjysmë. Ia njomi udhën *dikujt shih te* NJOM. I sheshoi udhën *dikujt shih te* SHESHOJ. E shoh (e gjej, e quaj) të udhës e quaj të mirë, e pranoj si më të përshtatshme, e mendoj se kështu duhet. I tregoi (i rrëfeu) udhën (rrugën) *dikujt mospërf.* a) i dha përgjigjen e me-rituar, i tregoi vendin; b) e dëboi, e ndoqi, e përzuri. Udhë (rrugë) pa krye *shih te* KRYE,~T. Udha (rruga) e mbarë (të qoftë)! *iron, shih te* MBARË (i,e). Udha (rruga) e mesme *shih te* RRUGË,~A. Udhë (rrugë) e verbër (qorre) *shih te* VERBËR (i,e). Në udhë (në rrugë) e sipër *shih te* RRUGË,~A. E vuri në udhë (në rrugë, në vijë, në binarë) a) *dike* ndikoi që dikush të fillojë të punojë a të sillet mirë; b) *diçka* e solli në gjendje që të ecë mbarë, e vuri për fije, e rregulloi. Erdhi në udhë (në rrugë, nëvijë, në binarë) a) *di kush* filloi të punojë a të sillet mirë; b) *diçka* erdhi në gjendje të mbarë, erdhi për fije, u rregullua. I zuri udhën (rrugën) *dikujt shih te* ZË. Bathe e mbirë në udhë *shih te* BATHË,~A. Bën shtëpi në mes të udhës është shumë i zoti. Bën mbi udhë e nën udhë vepron me mënyra të drejta e të padrejta; vepron me dredhi, bën gjëra të lejueshme e të palejueshme. Flet udhë e përmbi udhë flet çfarë i vjen për goje, flet pa u menduar, flet të pjekura e të papjekura. E numb (e humbet) udhën në oborr *shih tek* OBORR,~I. Është në udhë (në rrugë) e sipër *shih te* RRUGË,~ANuk ka anë e udhë *shih tek* ANË,~A i.Eki udhte (n-ugën) hapur (hapët) *shih te* HAPUR. I la kockat udhëve (rrugëve) *shih te* KOCKË,~A. Mori udhëa e ujqve *shih tek* UJK,~U ₜ. S'pa udhën nga shkoi (nga vajti) *shih te* SHOH. Nuk i shkoi kali (gouari) në udhë (në urë) edhe *poh.* nuk ia arriti qëllimit, nuk i doli ashtu siç e kishte parashikuar; auk ia hodhi dot dikujt. Kali i botës të lë *at* ndW *fj.u. shih te* BOTE, ~A *i.* Një udhë (rrugë) e dy pane *shih te* RRUGË,~A. Udha (Rruga) e Qumështit *astr.* Kashta e Kumtrit.

UDHËÇELËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që can i pari e me guxim rrugën për të zbuluar vende të pa-njohura; ai që me këmbëngulje e vetëmohim hedh hapat e para në një lëtnë të dijes, të artit a të një ve-primtarie tjetër shoqërore dhe u hap të tjerëve rrugë të reja për të ecur përpara; pionier. *Udhëçelës i lun-drimeve të largeta. Udhëçelës i fluturimeve ndërplanet are. Udhëçelës i qytetërimit (i kinematografisë, i shkencës).*

UDHËDALJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Rrugë kalimi. *Hap një udhëdalje.*

2. *fig.* Mënyra ose drejtimi për të zgjidhur një çështje të ndërlikuar, rrugëdalje, rrugëzgjidhje. *Kër-kon udhëdaljen. E gjeti udhëdaljen. Nuk ka udhëdalje. Pa udhëdalje.*

UDHËDËFTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Udhërrffyes; udhëçelës.

UDHËHAPËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai qf hap i pari rrugën në një drejtim të ri ose në një fushë të re.

UDHËHEQ *kal.,* ~OQA, ~EQUR. 1. I tregoj dikujt rrugën nga të kalojë, i tregoj drejtimin duke e snoqëruar.

*udhëhoqi deri, në fshat. I udhëhoqi nepër qytet. Udhëheq alpinistët (turistit).*
2. *fig.* I tregoj dikujt rrugën për të arritur një që-llim, i jap drejtimin; i caktoj pikësynimet e afërta e të largëta dhe rrugët për t'i arritur ato; eci në ballë, prij. *Udhëheq masat (popullin, vendfm). Udhëheq luf-ten (revolucionin). Na udhëheq Portia. Udhëheq drejt fitoreve të reja. Udhëheq me trimëri (me guxim, me urtësi).*
3. Organizoj e drejtoj veprimtarinë e një organi-zate, të një ndërmarrjeje a institution!, të një rrethi, të një grupi njerëzish etj.; jam në krye, kryesoj; kujdesem që dikush a diçka të vejë mbarë e të për-parojë, drejtoj një punë. *Udhëheq ndërmarrjen (kë-shillin, organlzatën). Udhëheq kërkimet shkencore. Udhëheq delegacionin. Udhëheq pionierët (nxënësit, studëntët, grupin). Udhëheq praktikën mësimore. Udhëheq ekspeditën.*
4. edhe *jokal.* Jam në krye gjatë një ndeshjeje, një gare etj., jam në vendin e pare, kryesoj. *Udhëheq gjatë lojës (gjatë garës). Udhëheq në klasifikim.*
UDHËHEQËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *shih* UDHË-RRËFYES,~I). *Udhëheqësi i alpinistëve. Udhëhe-qësi i fluturimit. av.* ai që drejton fluturimin e aero-planëve. *Mori një udhëheqës. Shkojnë pas udhëheqësit.*
2. Ai që drejton nga ana ideologjike e politike një vend, një parti, një klasë ose një lëvizje shoqërore, prijës. *Udhëheqës politik (ideologjik). Udhëheqës i madh (i urtë, i shkëlqyer, i shquar, largpamës). Udhëheqës i Partisë (i shtetit, i popullit). Udhëheqës i pro-letariatit. Udhëheqësi ynë i dashur, shoku Enter Hoxha.*
3. Ai që organizon e drejton veprimtarinë o një organizate, të një ndërmarrjeje a institucioni, të një rrethi, të një grupi njerëzish etj.; ai që kujdeset për mbarëvajtjan ose për përparimin e dikujt a të diçkaje, ai që drejton një punë e që jep udhëzimet kryesore, drejtues. *Udhëheqës artistik. Udhëheqës shkencor. Vdhëheqës pionierësh (i pionierëve). Udhëheqësi i çetës (i kompanisë). Udhëheqësi i praktikës (i diplo-mës). Udhëheqësi i rrethit. Udhëheqësi i punimeve. Vdhëheqësi i ekspeditës (i kërkimeve).*
4. Ai që është në krye të një ushtrie. *Udltëheqës ushtarak.*
UDHËHEQËS,~E *mb.* 1. Që merret me orga-nizimin e me drejtimin e veprimtarisë së një organizate, të një ndërmarrjeje a institucioni, të një rrethi, të një grupi njerëzish, të një lëvizjeje shoqërore etj.; që lidhet me drejtimin e punës në një fushë të cak-tuar, drejtues. *Organ (forum) udhëheqës. Shtabi udhëheqës. Kuadro udhëheqëse. Punë udhëheqëse. Ka aftësi udhëheqëse.*
2. *fig.* Qe tregon rrugën për të arritur një qëllim, që shërben si udhëheqje. *Parim (flamur) udhëheqës. Parullë (ide) udhëheqëse. Klasë (force) udhëheqëse. Kokë udhëheqëse. Roli udhëheqës i Partisë.*
3. *fig.* Që vjen në radhë të parë nga rëndësia, qc është me i rëndësishmi, kryesor. *Degë udhëheqëse e ekonomisë.*
UDHËHEQËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* UDHËHEQËS,~I. *Udhëheqëse artistike. Udhëhe-qësja e rrethit. Udhëheqëse e pionierëve. Udhëheqëse dhe organizatore.*
UDHËHEQJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve UDHËHEQ 2,s, UDHËHIQEM. *Udhëheqje e drejtë. Udhëheqja shkencore (pedagogjike) Udhëheqja e Partisë (e shtetit). Udhëheqja e veprimtarisë. Udhëheqja e masave (e popullit). Udhëheqja e luftës (e kryengritjes, e revolucionit). Udhëheqja e studentëve (e praktikës). Nën udhëheqjen e Partisë.*
2. Mënyra si organizohet e drejtohet puna e një organizate, e një ndërmarrjeje a institucioni, e një rrethi, e një grupi njerëzish etj.; punë drejtuesc, drejtim i diçkaje. *Udhëheqje kolegjiale (kolektive). Udhëheqje e drejtë (e shëndoshë).*
3. Parim që përcakton drejtimin e një veprimtarie ose të një pune, diçka që na tregon udhën ku duhet të ecim dhe si duhet të veptojmë, parim drejtues. *Udhëheqje për veprim.*
4. *përmb.* Tërësia e drejtuesve, udhëheqësit; organi udhëheqës. *Udhëheqje marksiste-leniniste. Udhëheqje e sprovuar. Udhëheqje besnike. Udhëheqja e Partisë. Udhëheqja e kooperativës (e ndërmarrjes, e ministrisë, e shkollës). Përbërja e udhëheqjes. Detyrat e udhëheqjes. Zgjodhën udhëheqjen. E sollën (e zgjodhën) në udhëheqje. Doli në udhëheqje.*
UDHËHfQEM vetv. 1. Veproj duke pasur diçka si parim drejtues, kam diçka që me tregon udhën që duhet të ndjek në një punë, në një veprimtari etj. *Udhëhiqet nga një parim i drejtë. Udhëhiqet nga një ide (nga një ideologji) përparimtare. Udhëhiqen nga inieresa (nga dëshira, nga synime) të caktuara.*
2. *Pës. e* UDHËHEQ i_3. *Oelegacioni udhëhiaej nga... Udhëhiqemi nga Portia.*
UDHËKRYQ,~l m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Vendi kukryqëzohen dy a me shumë rrugë, kryqëzim rrugësh; pika ku një rrugë pret tjetrën. *Udhëkryqi kryesor (i pare). Udhëkryq i rëndësishëm. Udhëkryqet e qy-tetit. Qarkullimi në udhëkryq. Në mes të udhëkryqit. Kapërceu (kaloi) udhëkryqin. Arriti (ndali) në udhëkryq. Rri (qëndron, pret) në udhëkryq. U takuan (u ndanë) në udhëkryq.*
*2. fig.* Gërshetim rrethanash a ngjarjesh të tilla në historinë e një populli, kur atij i duhet të zgjedhë se ç'rrugë do të ndjekë dhe kjo ka rëndësi jetësore për të. *Udhëkryqet e historisë. Ndodhet përpara një Udhëkryqi.*
*3. fig.* Gjendje në të cilën nuk dime si të veprojmë më tej ose cilin drejtim të mundshëm të zgjedhim, mëdyshje. *Është (mbeti) në udhëkryq.*
• Çirret (bërtet, flet) në të gjitha udhëkryqet *libr.* flet për diçka gjithandej që ta marrin vesh të gjithë, vë tellallin.
UDHËMBARË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ndjek një rrugë të drejtë, ai që vepron me çiltëri e drejtësi.
UDHËPËRSHKRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që përshkruan udhëtimin nëpër një vend.
UDHËPRIJËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. *shih* UDHËRRËFYES, ~I,.
UDHËRRËFYES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që i tregon dikujt rrugën nga të kalojë, ai që shoqëron dike duke i treguar drejtimin; udhëheqës. *Udhërrë-fy^esi i alpinistëve. Vdhërrëfyesi i batalionit. Mori një udhërrëfyes. V be udhërrëfyes. Shkojnë pas udhërrëfyesit.*
*2.* Libër që përshkruan një vend (një shtet, krahinë, qytet etj.), që flet për veçoritë e tij, për bukuritë na-tyrore, për rrugët, për historinë e tij etj. dhe që për-mban edhe të dhëna të tjera të dobishme për ata që e vizitojnë këtë vend. *Udhërrëfyes për turistët. Udhërrëfyes për të huajt. Botuan një udhërrëfyes.*
3. *fig.* Diçka që tregon rrugën nga duhet kaluar ose zgjidhjen e drejtë për të arrilur një synim; dikush ose diçka që na hap rrugën drejt një qëllimi ose drejt së ardhmes, fener ndriçues. *Udhërrëfyes i pagabueshëm*

*(ilsigurt, i përhershëm). Udhërrëfyesi me i mirë. Udhë~rrëfyesi i jetës. Udhërrëfyes në punë. E ka udhërrëfyes. Është (u be) udhërrëfyes. Shërben si udhërrëfyes.*

UDHËRRËFYES,~E *mb.* 1. Që shërben për t'I treguar dikujt udhën nga të kalojë. *Libër udhërrëfyes. Shenjë udhërrëfyese.*

*2. fig-* Që tregon rrugën nga duhet kaluar, që na hap rrugën drejt një qëllimi ose drejt së ardhmes; që ndihmon për të gjetur rrugën ose zgjidhjen e drejtë. *Yll udhërrëfyes. Pishtar udhërrëfyes. Fill udhërrëfyes. Mësime (ide) udhërrëfyese.*

UDHËRRËFYESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem.* e UDHËRRËFYES,~I i>3. *Udhërrëfyese e përhershme (e sigurt). Udhërrëfyesja e jetës së re.*

UDHËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që bën një udhëtim për të shkuar në një vend tjetër, zakonisht të target; ai që është në udhë e sipër; ai që udhëton me një mjet. *Udhëtar i target (nga vise të largëta). Udhëtarët e trenit. Agjencia e udhëtarëve. Tren (vagon) për udliëtarë. Lëvizja e udhëtarëve. Transport!' i udhëtarëve. Automjet për udhë tare.*

*2.* Ai që bën udhëtime të gjata për të njohur ose për të zbuluar vende të tjera. *Udhëtar i shquar (i njohur, i dëgjuar).*

UDHËTARE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* UDHË-TAR,~I.

UDHËTIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes UDHËTOJ. *Udhëtim i këndshëm (i mërzitshëm). Udhëtim ajror (detar). Udhëtim koz-mik (ndërplanetar). Udhëtim i rregullt. Udhëtim pune. Udhëtim me këmbë. Udhëtim me tren (me autobus, me karrocë, me kale). Udhëtim nëpër Shqipëri(nëpër botë). Udhëtim pa ndalesa. Udhëtim pa ngarkesë. Biletë udhëtimi. Shpenzime udhëtimi. Fletae udhëtimit. Në udhëtim e sipër. E ndërpreu (e shtyri, e vijoi) udhëtimin. Përpara (pas) udhëtimit.*

*2.* Rruga për të shkuar në një vend të largët; rruga për të shkuar e për t'u kthyer nga një vend; koha që duhet për ta përshkuar këtë rrugë me këmbë ose me një mjet. *Udhëtim i gjatë. Udhëtim vajtje-ardhje. Shënime (përshtypje) udhëtimi. Tri ditë udhëtim. Gjatë udhëtimit. Bëri një udhëtim.*

3. *fig.* Depërtim me anë të studimit a të imagjinatës në të kaluarën, në të ardhmen ose në një botë joreale. *Udhëtim në kohën e lashtë (në mesjetë). Udhëtim në histori. Udhëtim nëpër shekuj. Udhëtim në të ardhmen. Udhëtim në botën e përrallave (e çudirave).*

Udhëtimi i fundit *libr.* vdekja dhe varrimi. Vitl në udhëtim *libr.* viti në vazhdim, viti në të cilin jetojmë.

UDHËTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shkoj në një vend tjetër, zakonisht të largët; bëj një rrugë me këmbë ose me një mjet (për njerëzit). *Udhëtonin me këmbë. Udhëton me kale (me karrocë, me makinë, me tren, me anije). Udhëtoi me det. Udhëtuam mirë. Udhëtoi për Tiranë. Udhëtonte vetëm (me shokë). Me pëlqen të udhëtoj.*

2. *vet. veta 111.* Bën një rrugë të caktuar, lëviz nga një vend në një vend tjetër të largët për të çuar atje njerëz a mallra (për mjetet). *Autobusi udhëton çdo ditë (tri here në ditë). Udhëton rregullisht. Anija udhëton ditën (natën). Udhëton me drita të ndezura (të shuara). Në dimër makinat udhëtojnë me zinxhirë. Udhëton me ngarkesë të rëndë (pa ngarkesë). Udhëton pa ndalesa.*

UDHËTREGUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. *shih* UDHËRRËFYES, ~I|.

UDHËTREGUES,~E *mb. shih* UDHËRRËFYES, ~E. *Shenjë (tabelë) udhëtreguese.*

UDHËTUES,~E *mb.* 1. Që shkon në një vend tjetër, që bën një udhëtim. *Skuadra udhëtuese. sport.*

*2. vjet.* Që është në vazhdim. *Në vitin (në muajin) udhëtues.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

UDHËZ,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. *Zvog. e* UDHË, ~A.

2. *shih* UDHË,~A 9.

3. Shtegu që ndan flokët, shtegth.

UDHËZGJIDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. *shih* RRUGËZG JIDHJE, ~A.

UDHËZI,~ZEZË *mb. bised.* 1. Që ka zënë një rrugë të keqe; që sillet në mënyrë të shtrembër e të pandershme.

2. *si mallk.* Që mos i vajttë rruga mbarë.

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. UDHËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipaskuptimeve të foljeve UDHËZOJ, UDHËZOHEM. *Udhëzimi i punëtorive (i nxënësve).*

2. Porosi, këshillë që i jepet dikujt për t'i treguar se si duhet ta kryejë një punë, si duhet te veprojë; sqarime, rregulla e porosi qI jepen nga një organ epror a nga një drejtues për të shpjeguar një ligj, një urdhëresë, një vendim etj. dhe për të treguar si duhet të veprohet për zbatimin etyre; shkresa që pir-mban këto rregulla e porosi. *Udhëzim i ri. Udhëzim plotësues. Udhëzime të përpikta (të sakta, të plota, tëholUsishme). Udhëzime teknike (metodike). Udhëzime paraprake, Udhëzimet e ministrise. Në bate ti udhi' zimeve të dikujt. Duke pasur parasysh udhë-zimet. Marr (jap udhëzime). Zbaton udhëzlmin (udhi-zimet). Punon (vepron) sipas udhëzimeve. Të mot shkelen udhëzimet!*

3. Shpjegim, që tregon se si duhet të përdoret një lëndë, një vegël, një pajisje etj. *Udhëzime për për-dorimin.*

UDHËZOHEM. *Pës. e* UDHËZOJ.

UDHËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I tregoj dikujt si të veprojë në një punë, si ta zhvillojë një veprim-tari etj., i tregoj rrugën më të përshtatshme për të bërë diçka, jap udhëzime. *Udhëzon nxënësit. E udhëzon si të punojë (si të flasë, si të sillet). Siç na udhëzon Partia.*

UDHËZUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që i tregon dikujt se si të veprojë për një punë a për ti bërë diçka, ai që jep udhëzime. *Udhëzues i kujdesshëm. Ka udhë-zues. Dëgjon udhëzuesin.*

*2.* Përmbledhje e rregullave dhe e mënyrave që duhen ndjekur për të bërë një punë a për të zhvilluar një veprimtari, liber me udhëzime për diçka; përmbledhje rregullash dhe mënyrash për përdorimin e diçkaje. *Udhëzues i qartë (i gjatë, i hollësishëm). Udhëzuet metodik (teknik). Udhëzues për mbledhjen e leksikut e të frazeologjisë. Udhëzues për përdorimin e televh zorit. Hanoi (shpërndau) një udhëzues. Punon sipas (në bazë të) udhëzuesit.*

3. *tek.* Pjesë e një mekanizmi, që përcakton drej-timin nga duhet të lëvizë një vegël tjetër. *Vendosi një udhëzues.*

UDHËZUES,~E *mb.* 1. Që përcakton rrugët dhe mënyrat për të bërë një punë a për të zhvilluar një veprimtari, që tregon si të veprosh; që përmban udhëzime. *Material udhëzues. Shkresë udhëzuese. Rregulla udhëzuese, Tekst udhëzues.*

2. *tek.* Që përcakton drejtimin nga duhet të lëvizë një vegël tjetër. *Mekanizmi udhëzues, Vidhë udhëzuese. Boshti udhëzues.*

UDHIShTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrugë e ngushtë, shteg kalimi nëpër një are, në një pyll, në një faqe mali etj.

2. *shih* UDHË,~A 9.

UDHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Lloj pesh-ku trupvogël e petashuq, i ngjashëm me kocen.

UFËM,~MA . Vapë e madhe mbytëse; kohë e e nxehtë e me re që të zë frymën, zagushi, bulçimë. *Ufëm e madhe. Është ufëm, U zuri frymën ufma.*

UGANDAS, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës i Ugandës ose ai që e ka prejardhjen nga Uganda.

UGANDAS,~E *mb.* Që lidhet me Ugandën ose me ugandasit, që është karakteristik për Ugandën ose për ugandasit, i Ugandës ose i ugandasve; që është krijuar nga ugandasit. *Populli ugandas. Ekonomia ugandase. Kufiri ugandas. Shtetas ugandas.*

UGAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Tokë e punuar, por e pambjellë; tokë e bërë gati për të mbjellë; tokë e papunuar, e lënë djerr për një ose dy vjet. *Ugar* i *zi. bujq.* tokë e punuar, por që nuk mbillet për një vit. *Ugar* i *bardhë. bujq.* tokë e papunuar, e lënë djerr për disa vjet. *Ugaret e kooperativës. Balta e ugar it. Plisat e ugar it. Era e ugar it. Bëjnë (ngrenë) ugar* pu-nojnë token, lërojnë. *Kaloi (shkeli) mbi ugar. E lane për ugar. Si me ha barin, mi puno ugarin. fj. u.* thuhet kur këshillohet dikush që t'i përgjigjet plo-tësisht me punë pages që i jepet.

2. Punimi i parë i tokës. *Ugari i janarit, vlaga e beharit (misri i hambarit). fj.u.*

3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit. *Tokë ugar,*

4. ii *mb.* ~, ~E. I punuar, por i lënë pa mbjellë; i lënë pa punuar. *Tokë ugare.*

•*k* E bëri ugar *një punë t* rregulloi një punë, bisedoi dhe u mor vesh që më parë për një punë, e vuri në vijë diçka. Si kail ne ugar *shih te* KA,~U. NJ kembë në qerëse, një në ugar *shih te* QERËSE, ~JA.

UGROFIN,~E *mb. gjuh.* Gjubet agroflne: famiije gjuhësh, në të cilën hyjnë hungarishtja, finlandishtja, estonishtja dhe gjuhë të tjera të ngjashme me to, që fliten në disa vende të Evropës dhe të Azisë Ve-riore.

UGC,~JA. *vjet.* Pagesë që jepej për një kale, kur roerrej nga dikush për të shirë të lashtat.

UH *pasth,* 1. Përdoret kur shprehim dhembje, iodhje, pakënaqësi a mërzi për diçka të papëlqyeshme. *Uh, sa me dhemb! Uh, ç"u këputa! Uh, ç'më gjeti! Uh, ç'më mërziti! Uh, të shkretën! Uh, se plasal*

2. *përd. em.* Britma që del, kur shprehim dhembje, Iodhje ose pakënaqësi për diçka të papëlqyeshme. *doli një "uh". Lëri uhetl*

UISKI *m.* Pije alkoolike e forte, që nxirret nga thekra, nga misri ose nga majaja e elbit; një sasi e kësaj pi-jeje, sa nxë një gotë. *Një shishe me uiski. Një gotë uiski. Piu një uiski.*

UJACË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ujerë.

UJAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që mbart ujë dhe ua çon të tjerëve për të pirë. *Ujari i vullnetarëve. Ujari i dasmës.*

*2.* Punëtor në kripore, që merret me shpërndarjen dhe me drejtimin e ujit të kripur.

3. *vjet.* Ai që sillte ujë nga një burim dhe e shiste në qytet.

UJATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Ajo që mbart ujë për të pirë. *Ujatore në dasmë.*

UJCAK,~E *mb.* Që është me shumë lëng e pak i thartë dhe që zakonisht përdoret për raki (për rrushin). *Rrush ujcak.*

UJDI,~A . *sh.* ~, ~TË *bised.* 1. Marrëveshje ndërmjet dy palëve për diçka me detyrime dhe me përfitime të dyanshme; kushtet e marrëveshjes ndërmjet dy palëve; të qenët në një mendje me dike për diçka. *Ujdi e re. Ujdi tregtare. Ujdi diplomatike. keq.Ujditë imperialisto-revizioniste. keq. Në ujdi të plotë. Rruga e ujdisë. Lidhën (bënë) një ujdi. Arritën në ujdi. Hyqë në ujdi. Ra në ujdi me dike* u mor vesh me dike, hyri në marrëveshje.

21 Përshtatje me diçka tjetër, përputhje. *Jane (shkojnë) në ujdi njëra me tjetrën.*

*3.* Të shkuarit mirë me njëri-tjetrin, harmoni. *Shkojnë në ujdi me njëri-tjetrin.*

E vuri në ujdi *diçka* e rregulloi, e vuri për fije.

UJDIS *kal,* ~A, ~UR *bised.* 1. Ndreq, rregulloj diçka të prishur, meremetoj. *E ujdisi sahatin (biçi-kleiën).*

2: E vë diçka në vendin e vet, e vë në rregull, e vë për fije; e bëj të shkojë në rregull. *Ujdisi shtëpinë (plaçkat). Ujdisi flokët. E ujdisi hapin.*

3. Stolis, zbukuroj. *Ujdisi nusen.*

4i *fig.* E bëj të shkojë në rregull, e ndreq. *ujdisi punët. E ujdisën më të mirë.*

5. *gjell.* I shtoj diçka një gjelle për ta bërë më të shijshme a më të mirë. *Ujdis gjellën. E ujdisi me erëza.*

6. *jokal. fig.* Merrem vesh me dike, bie në ujdi. *Ujdisën bashkë. Mos ujdis me të.*

7. *jokal.* edhe *fig.* Shkon mirë me dike a me diçka tjetër, përkon, përshtatet, përputhet. *Ujdiste bukur (mirë). Ujdisin bashkë. Ujdis nga mosha (nga bukuria). Këto dy ngjyra ujdisin. Kane ujdisur të dy* kanë gjetur shoqi-shoqin. *Nuk të ujdis ty* nuk shkon për ty; s'të ka hije.

• U ka ujdisur gjaku *shih te* GJAK,~U r. la ujdisi (ia ndreqi, ia rregulloi) qejfin (kokën) *shih te* NDREQ. Ia ujdisi (ia ndreqi, ia rregulloi) samarin (bërroren, kurrizin, shpinën) *dikujt shih te* NDREQ.

UJDISEM *vetv. bised.* 1. Vishem e rregullohem sa me mirë për t'u dukur me i hijshëm, stolisem, zbu-kurohem. *Ujdiset bukur. U ujdis për nuse. Ujdiset e stol(set.*

*2. fig.* Merrem vesh me dike, jam në një mendje me të; mënjanoj çdo mosmarrëveshje; bie në ujdi. *U ujdisën bashkë.*

3. Shëndoshem e zbukurohem, rregullohem; *kund.* prishem. *Sa qenka ujdisur!*

4. *fig.* E marr veten mirë nga gjendja; rregullohem. *Jemi ujdisur mirë.*

*S.Pës. e* UJDIS i-4.

UJDISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve UJDIS i-<, UJDISEMi. *Ujdisja e rrobave (e shtëpisë).*

UJDHESAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor i një ujdhese, ishullar.

UJDHESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjeogr.* Ishull. *Ujdhesa e Sazanit.*

UJEM,~I *m.* 1. *vjet.* Mielli ose drithi, që i jepej mu-llisit si pagesë për blojën; prodhimi që jepej si pagesë për një punë që bëhej në bujqësi. *Ujem i lartë (i ulët). Plant i ujemit. Dorëzimi i ujemit. Mori fdfia, la, dorëzoi, shleu) ujemin.*

2. Drithë ose miell i përzier; diçka e përzier. *E bëri ujem drithin (miellin).*
3. *'fig.* Oiçka e përzier ose e ngatërruar. *E bëri ujem (punën)* e përzjeu; e ngatërroi. *U bënë ujem fjalët (mendimet).*
4. *përd. mb.* edhe *fig.* I përzier, i ngatërruar, i tur-bullt. *Raki ujem. Mendime ujem. Vijnë ujem.*
5. *përd. ndajf.* Turbull, në mënyrë jo të qartë e të ngatërruar, në tym. *Flet ujem. Mendon ujem.*
• E bëri ujem (ia bëri mendjen ujem) e turbulloi, ia mod mendjen, ia prishi mendjen.
UJEMËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që merrte a mbante ujemin në mulli.
UJEMSË,~A *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Masë drithi, që nxë zakonisht njëzet kilogramë.
UJEMTË (i,e) *mb.* Që gatuhet me miell të përzier (për bukën). *Bukë e ujemtë.*
UJERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë që mban ujë e nuk kullon plotësisht, tokë me lagështi; ligatinë. *Ujerë me bar.*
UJERK,~U *m.* Qelb i hollë si ujë që kullon nga një plage. •*k* M'u be ujerk m'u neverit, s'e shoh dot me sy.
UJEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ngojëz prej druri ose prej teli që u vihet viçave të vegjël për të mos i pirë qumështin lopës.
UJË,~I *m. sh.* ~ËRA, ~ËRAT. 1. Lëng pa ngjyrë, pa erë, i përbërë nga oksigjeni dhe hidrogjeni, që bie si reshje, që mbush përrenjtë, lumenjtë, Iiqenet e detet dhe që përdoret për t'u pirë, për të larë etj. *Ujë i ftohtë (i vakët, i ngrohtë, i vale). Ujë i pastër (i pa-paster, i kulluar, i turbullt). Ujë i mirë (i keq). Ujë i kripur (i njelmët)* ujë që përmban kripë gjelle, ujë deti. *Ujë i ëmbël* ujë që nuk përmban kripë gjelle, ujë krojesh, lumenjsh etj. *Ujë i pijshëm (i papijshëm). Ujë i lehtë (i butë)* ujë që nuk përmban shumë kri-përa gëlqerore. *Ujë i rëndë (i forte)* ujë që përmban shumë kripëra gëlqerore. *Ujë i gazuar* ujë me gaz. *Ujë i oksigjenuar* ujë që ka dy atome oksigjeni në vend të një atomi. *Ujë burimi. Ujëpusi. Ujë bore (shiu). Ujë pishe (ahu, lajthishte). Ujë grilli (guri). Ujë mali. Curril (çurkë) uji. Avull uji. Ettë (kovë, gotë) uji, Qarkullimi i ujit. Një pike ujë. Lug (koritë) për ujë. Pi ujë. I hedh ujë. Mbush ujë. Sjell (çoj) ujë. Shkoj për ujë. Pikon ujë. Pres ujin. Turbullon ujin. Laj (la-hem) me ujë. Përziej (shtoj, tret) me ujë. I dha një gotë ujë. U dogja për ujë. Fut ujë barka (mushamaja). Uji Ian gjithçka, veç faqen e zezë jo. fj. u.*
*2.* Masa e këtij lëngu, që mbush lumenjtë, Iiqenet, detet etj.; vend, shtrat, hapësirë ku ështëgrumbulluar a ku rrjedh ky lëng (pellg, liqen, det, Iumë etj.). *Ujë i rrjedhshëm. Ujë i ndenjur (i fjetur, i amullt). Ujërat e brendshme (e jashtme). Ujëra tokësore (kombëtare, asnjanëse, bregdetare). Ujëra nëntokësore (sipërfa-qësore, ndërshtresore). Ujëra natyrore. Ujëra të lun-drueshme. Uji i lumit (i liqenit, i detit). Vijë uji. Jtrymë uji. Pellg uji. Niveli i ujit. Sipërfaqja e ujit. Shkarkuesi i ujit. Ndërmarrja (drejtoria) e ujërave. Mulli me ujë. Tokë nën ujë* tokë që në kushte natyrore mund të uji-tet nga një Iumë, përrua etj.; tokë që ujitet, tokë e ujitshme. *Tokë mbi ujë* tokë që në kushte natyrore nuk mund të ujitet; tokë që nuk ujitet. *Sportet e ujit. Lojëra në ujë. Buzë ujit. Nën (mbi) ujë. Kaluan (kapërcyen) një ujë. Hyri (u fut, u zhyt, u lëshua, u hodh) në ujë. Qëndron mbi ujë. Can ujin. Doli nga uji. Ra (Jl ngrit) uji. Rrethohet me ujë. E mori uji. E vë nën ujë (token)* bëj punimet e nevojshme që tëmund të ujitet një tokë. *Humbi si guri në ujë (në lu-më).*
3. Tretje e një lënde në këtë lëng, e cila përdoret për të pirë, për mjekim etj.; lëndë e përgatitur me këtë lëng. *Ujë gëlqereje (çimentoje). Ujë trëndafili (karafili). Ujë dafine. Ujë klori. Ujë fiziologjik. mjek.* tretësirë e kripës së gjellës ose e lëndëve të tjera, që i futet të sëmurit në gjak.
4. *kryes. sh.* Lëng i tillë i përzier me kripëra minerale, që del nga toka dhe që përdoret për mjekim. *Ujëra minerale. Ujëra të nxehta. Ujëra sulfurore.*
5. *fig. keq.* Diçka e tepërt, e panevojshme në një vepër, në një krijim etj. *Teksti kishte shumë ujë. I hoqi ujin e tepërt.*
6. *vet. sh.* Batica dhe zbatica. *Vijnë ujërat. Ikin ujërat.*
7. *shih* UJË,~$T_2$. *Kanali i ujit. Fshikëza e ujit.*
8. Lëngu i një organizrai a i një bime. *Ujërat e gruas. fiziol.* lëngu që rrethon fëmijën gjatë barrës, që e mbron atë nga goditjet ose nga tronditjet dhe që del përpara lindjes. *mblodhi ujë gjuri (shpatuila). Ka marrë ujë në shpatull.*
*9.* Pjesë e dytë e një togfjalëshi, e cila përcakton emërtimet për disa kafshë dhe bimë që rrojnë e rri-ten në pellgje, lumenj, liqene, këneta e në det, si edhe për disa sende që treten në këtë lëng. *Akrep uji. Breshkë uji. Gjarpër uji. Shpend uji. Korb uji. Plesht uji. Pule uji. Fier uji. Kallam uji. Mëllagë uji. Bojëra uji.*
10. *vet. sh.* Ujëset; trathët e trungut të pemës kur pritet për së gjeri. *Mëndafsh me ujëra. Ujërat e trungut.*
11. *përd. mb.* Shumë i lagur, i qullur. *U be ujë në djersë. Jam ujë.*
12. *përd. mb. fig.* Që nuk është formuar e lidhur mirë ende, shumë i njomë. *Është ujë akoma.*
13. *përd. ndajf.* Shumë mirë, rrjedhshëm; përmendsh. *E di (e flet, e mësoi, e bëri) ujë diçka.*
• Doli mbi ujë a) i shpëtoi rrezikut, i kaloi vësh-tirësitë; b) doli mbi të tjerët; c) *keq.* u zbulua, doli sheshit. Dehet me ujë *iron, shih te* DEHEM. Është mbi ujë është në gjendje të pasigurt e të paqëndruesh-me, nuk e di si do t'i vejë puna. Pi ujë r *e dik us h keq.* është vegël e dikujt, bën punën e dikujt. Nuk pi ujë *diçka* nuk ka vlerë; nuk shkon, nuk ecën, nuk zë vend, nuk ndikon. E kemi pirë këtë ujë *mospërf. shih te* PI. Prashit (mih, lëron) në ujë merrct me një punë, nga e cila nuk del asgjë, mundohet kot, rreh ujë në havan. Pupël përmbi ujë *shih te* PUPËL,~LA. I qiti në ujë (paratë) *shih te* QIT. I shkon (i vete) pas ujërave sillet a vepron sipas dëshirave të dikujt, i shkon pas qejfit. Turbullon (ngatërron) ujërat (ujin) sjell ngatërresa, hap telashe, ngatërron punët. Ujë i tërbuar *shak. shih tek* TËRBUAR (i,e). As në ujë, as për ujë keq e mos me keq, s'ka ku shkon me keq. M'u be gjaku ujë (lëng) a) u frikësova, u tremba shumë; b) u shqetësova pa masë, u mërzita, u zemërova shumë. S'bënet gjaku ujë *fj. u.* nuk mund të mohohen lidhjet e afërta farefisnore. M'u be mendja ujë s'jam në gjendje të mendoj si duhet, e kam humbur fillin a toruan, m'u prish mendja. M'u bënë sytë ujë m'u lodhën shumë sytë (kur lexoj gjatë e pa ndërprerje). M'u bënë sytë ujë *p ë r dike* e pres dike për një kohë të gjatë e me mall. la bëri barkun ujë e lëndoi thellë në zemër, ia këputi shpirtin. I bën petullat me ujë (pa vaj) premton për diçka që nuk mund të bëhet. E bëri për ujë të ftohtë *dike* a) e qortoi, e shau rëndë dike, s'i la gjë pa thënë; b) e rrahu keq. E bëri per

ujë me kripë (të kripur) *dike* e rrahu keq. Bëj ujin mullar *shih te* MULLAR,~I. E bëri për ujë në zemër *shih te* ZEMËR,~RA. Bëri një vrimë në ujë nuk nxori asgjë nga një punë që bëri, bëri një punë të kotë. Ia bëri zemrën ujë a) e mallëngjeu, e preku shumë; b) e trembi shumë, ia bëri gjakun ujë. S'bie në ato ujëra edhe *poh.* nuk përzihet në një punë të keqe; nuk bashkohet me pikëpamje a me mendime të gabuara, nuk hyn në një rrugë të keqe. I kanë rënë letrat në ujë *dikujt* nuk i shkon fjala, s'e dëgjon me asnjeri. Nuk ra sheqeri në ujë! *iron, shih te* SHE-QER,~I. I ra uji i vale *shih te* VALE (i,e). Çon (shpie) ujë në mullirin *e dikujt* është në dobi të dikujt, i sjell përfitime dikujt; ndihmon, përkrah dike. I doli ujë i zi *diçkaje* u shkatërrua krejt, u be shesh (një ndërtesë, një qytet etj.). Doli si vaji mbi ujë *shih te* VAJ,~I i. I ecën kunguili mbi ujë i shkojnë punët mbarë e mirë, ka suksese (në një punë). Është hapur si vaji në ujë (në lakra) *shih te* VAJ,~I i. Hedh fare në ujë (oë lumë, në det, në shkëmb) *shih te* FARË,~A. Hodbi një gur në ujë (në lumë, në ferrë) e provoi një-herë, e bëri prove. I hedh ujë verës mundohet ta paraqitë një faj a një gabim më të lehtë nga ç'është në të vërtetë, mundohet ta zbutë gjendjen. I hedb ujë zjarrit e qetëson gjendjen e acaruar, e shuan she-rrin. Huabi si kripa në ujë *shih te* KRIPË,~A. I hyri uji (ujët) nën rrogoz (nën hasër) *shih te* RROGOZ, ~I. Jam në ato ujëra i kam hyrë një pune a një çështje-je dhe vazhdoj të merrem me të. Është d deti (si gjoli) me ujë *dikush* është shumë i pasur dhe rron më të gjitha të mirat. Është gogSI mbi ujë *shih te* GOGËL, ~LA. Është pus pa ujë *shih te* PUS,~I. Është ujë që s'ecëa *shih tek* ECI. I ka dhënë ujë çeUku *dikujt* shih te ÇELIK,~U. Të dhënça ujë me luge! *mallk. shih te* LUGË,~A. Të jep ujë me sbosbë *shih te* SHOSHË,~A. Rronte (jetonte) si gogla në ujë *shih te* GOGËL,~LA. I ka rrënjët mbi ujë *shih te* RRËNJE, ~A i. Kam ujin në are jam shumë i zënë, kam në dorë një punë të ngutshme që duhet ta përfundoj patjetër; jam me ngut. S'ka ujë në sy a) nuk ka turp, është i pacipë; b) është shumë i varfër. Ia la kapelën mbi ujë *dikujt mospërf.* e mbyti dike. Nuk i merr (nuk i ngre, nuk i zë) ujë lopata (shati) *shih te* LOPATË,~A. E mban shatin në ujë *d i k u s h* punon pa dobi, punon kot. E mban me ujë të ngrohtë (të vakët) e mban me fjalë të mira, por nuk i zgjidh asgjë, e mban me shpre-sa të kota. Nuk mban me ujë oriri (pilafi, kosi, vera) a) puna arrin në një pike sa nuk mund të pritet me, nuk ka si shtyhet më tej; b) nuk durohet dot me, u mbush kupa. Mban (mbush, merr) ujë me shoshë (me sbportë) *shih te* SHOSHË,~A. Mbeti si guri në ujë (në zall, në lumë) *shih te* GUR,~I. Mbeti si peshku pa ujë (në zall) *shih te* PESHK,~U. U mbyt në lumë pa ujë u pengua në një punë për gjëra shumë të vogla e të parëndësishme; u mbyt në një pike ujë. I ndez pushka në ujë *dikujt* a) i ecën kudo fjala, ia dëgjojnë fjalën kudo; b) është shumë trim. E ndez zjarrin në ujë është shumë i zoti, bën atë që s'ta merr mendja, nxjerr ujë nga guri. Ngre ujin përpjetë bën edhe atë që duket e pamundur. Të nis me shoshë për ujë *shih te* SHOSHË,~A. Noton (lundron) në një (në dy) gisht ujë *shih te* GISHT,~I. Noton në të njëjtat (në po ato) ujëra *me dike keq.* ndjek po atë rrugë si dikush tjetër, ka pak a shumë po ato mendime e pikëpamje, është njësoj si ai; është po në atë gjendje të padëshirueshme. Nxjerr (qit) ujë (vaj, mjaitë) nga guri *dikush shih te* VAJ,~I i. Nxjerr ujë në vatër *dikush shih te* VATËR,~RA. I nxori ujë të zia) *diçkaje* e shkatërroi diçka nga rrënjët; b) *dik ujt* e mundoi shumëdike, i mori shpirtin duke e detyruar të bëjë një punë shumë të rëndë; e qortoi rëndë dike dhe e dërrmoi moralisht. Një shat ujë *shih te* SHAT,~I. E pagoi ujin për raki *shih te* PAGUAJ. Peshkon në ujë të turbullt (në ujëra të turbullta) *keq. shih te* PESHKOJ. Pi ujë nga një shishe *dik ush shift te* PI. Ka pirë shumë ujëra *dik ush* ka parë shumë gjëra në jetë, ka përvojë të madhe. Qesh edhe me ujin e kulluar *shih te* QESH. Rreh (shtyp) ujë në havan *shih te* RRAH. Ka rrjedhur (ka kaluar) shumë ujë ka kaluar një kohë e gjatë. Shkoi (vajti) si guri në ujë (në lumë, në pellg) *shih te* GUR,~I. Shkon (vete) me shoshë për ujë *shih te* SHOSHE,~A. Ta shkon (ta çon, ta lëshon, ta fut, ta kalon) ujin (ujët) nën rrogoz (nën hasër, nën vete) *shih te* RROGOZ,~I. U shkri (u tret) si kripa në ujë *shih te* KRIPË,~A. E vuri barkun në ujë *shih te* BARK,~U. Nuk e vë ujin në zjarr *shih te* ZJARR,~I. I ka ardhur uji në mulli *dikujt* i shkojnë punët mbarë, i ecën fati. I zuri luga ujë *shih te* LUGË,~A. I çon të gjithë të pine ujë *dik ush shih te* PI. Të çon (të shpie) në krua (në shtatë kroje, në njëqind çezma, në dyzet çezma) e s'të jep ujë *shih te* KRUA, KROI. S'di t'i jape ujë (as) gomarit *dik ush mospërf. shih te* GOMAR,~I. Të fut në ujë (në lumë, në pus, në det) e të nxjerr pa u lagur *shih te* LAGEM. Është për ta humbur (për ta zhdukur) me gur në ujë nuk duhet zënë në gojë fare, nuk duhet përmendur me. S'i jep kush një gotë ujë *dikujt* nuk kujdeset askush për të, s'i jep kush asnjë ndihmë. Të jep ujë me bisht (me shpinë) të luges *shih te* BISHT, ~l. Të jep ujë me shpinë të dorës *shih* Të jep ujë me bisht (me shpinë) të luges *te* BISHT,~l. Ka një gju ujë *n ë një lumë e t j. shih te* GJU,~RI. Kërkon ta ndalë ujin me këmbë *d i k u s h* mundohet kot, përpiqet, për diçka që s'ka se si të bëhet. T'i lash këmbët e t'i pish ujin *dikujt shih te* LAJ. I lëshon shumë ujë mullirit *mospërf. shih te* LËSHOJ. Mbart (mban) verë e pi ujë *shih te* VERË,~A n. Mbytet në një pike (luge, gotë, fllxhan, gisht) ujë *mospërf.* e humbet toruan shumë shpej(, hutohet edhe përpara një gjëje fare të vogël. Mulliri bluan me aq ujë sa ka *fj. u. shih te* MULLI, ~RI. Ngjajnë (janë) si dy pika uji janë shumë të ngjashëm me njëri-tjetrin, janë pothuajse të njëllojtë. Një pike ujë në det (në oqean) diçka shumë e vogël, sasi e pallogaritshme, gjë që s'duket fare. Kemi pirë ujë në një krua *shih te* KRUA, KROI. Ka pirë ujë në shumë burime (kroje) ka përvojë të gjatë në jetë, është i rrahur nga jeta. Ta shet ujin e pusit për verë *shih te* VERË,~A n. Nuk shkon gjith-monë kungulli mbi ujë *fj.u. shih te* KUNGULL, ~I. Shto ujë e shto miell *mospërf. shih te* SHTOJ. E bëri dy ujë e një oriz e prishi diçka, e bëri të cilësisë së dobët. Kush ha djathë nga të hoxhës, pëlcet për ujë *fj.u\ shih te* HOXHË,~A. Mëllagë uji *bot.* taker. Ujërat e bardha ujërat e reshjeve. Ujë mbretëror lëng i verdhë e tymues, që për-ftohet duke përzier një pjesë acid nitrik me tri pjesë acid klorhidrik dhe që gërryen të gjitha metalet. U j ë i rëndë *fiz., kim.* lëng me dendësi më të madhe se uji i zakonshëm, që del nga bashkimi kimik i izotopit të hidrogjenit me oksigjenin dhe që përdoret në in-dustrinë bërthamore. Ujërat e verdha ujëra që nuk lëvizin, ujëra të ndenjura. Ujë (lëng) x h a m i lëndë ngjitëse e tretshme, me përbërje ki-mike të posaçme, që përdoret për qëllime të ndryshme në industri. Ujërat e zeza (e liga) ujërat e përziera me jashtëqitjet e njerëzve.

UJË,~T *as.* 1. *shih* UJË,~I. *Ujët fie, hasmis'fle.fj. u.*

2. *euf.* Jashtëqitje e njeriut. *Ujët e hollë (e vogël)* lëng që përftohet në veshkat, mblidhet në një fshikëz të posaçme dhe del jashtë nga organizmi. *Ujët e trashë (e madh)* jashtëqitjet nga zorra e trashë. *Bën (derdh) ujët. I mbahet ujët* nuk e bën dot ujët e hollë.
3. Kalitja që i bëhet një vegle prej hekuri duke e zhytur në ujë mbasi e nxehim. *dha ujë (sëpatës, thikës). I doli ujët (sëpatës, thikës).*
• I nxori ujët *dikujt* e shtrydhi mirë dike; e shfrytëzoi deri në pikën e fundit. Si ujët e ftphtë *shih te* FTOHTË (i,e). E mban (e ruan) si ujët e paktë *shih te* PAKTË (i,e). I hyri ujët (uji) nën rrogoz (nën hasër) *shih te* RROGOZ, ~I. Ta shkon (ta çon, ta lëshon, ta fut, ta kalon) ujët (ujin) nën rrogoz (nën hasër, nën vete) *shih te* RROGOZ,~I. Ujët e b e k u a r *fet.* ujë me borzilok që përdoret nga kisha ortodokse për shërbime të ndryshme fetare (në ven-det ku vepron kjo kishë).
UJËGRUMBULLUES,~E *mb. hidrotek. shih* UJË-MBLEDHËS,~E. *Pellg ujëgrumbullues.*
UJËLËSHUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *hidrotek.* Portë e posaçme në një rezervuar a në një digë, që hapet e mbyllet për të lëshuar një sasi të caktuar uji za-konisht për ujitje.
UJËMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Mjet që shërben për të matur sasinë e ujit të harxhuar ose nivelin e ujit.
UJËMATËS,~E *mb.* Që shërben për të matur sasinë e ujit të harxhuar ose nivelin e tij. *Qelq ujëmatës* gyp i shkallëzuar prej qelqi që lidhet me një enë të mbyllur për të matur nivelin e ujit në të.
UJËMBAJTËS,~E *mb. gjeol.* Që mban ujë, që ka një sasi të madhe uji. *Shtresë (zone) ujëmbajtëse. Pellg ujëmbajtës*
UJËMBARTËS,~I *m. sh.* ~,~IT. *shih* UJAR,~I *ı.*
UJËMBLEDHËS,~E *mb. hidrotek.* Që shërben për të mbledhur ujë për ujitje. *Pellg ujëmbledhës. Grope (vatër, vijë) ujëmbledhëse.*
UJËMJALTË,~I *m.* Nektari i luleve.
UJËMORE,~JA *sh.* ~E, ~ET *krahin. shih* BURIM,~Ii,2.
UJËNDARËS,~E *mb. gjeogr.* Që ndan rrjedhjen e ujërave të iumenjve në dy anë të ndryshme, që ndan pellgjet e rrjedhjes së dy Iumenjve. *Vijë ujëndarëse. Vargmal ujëndarës.*
UJËNDARËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjeogr.* Kreshtë, majë ose rrafshnaltë, që ndan pellgjet e rrjedhjes së dy Iumenjve në drejtime të ndryshme. *Ujëndarëse e madhe (e gjerë). Shërben si ujëndarëse.*
UJËNGROHËS,~I *m. sh. ~,* ~IT. Shufër ose mjet që shërben për të ngrohur ujin.
UJËPAKË *mb.* Që ka pak ujë, që nuk sjell shumë ujë (për burimet, përrenjtë, lumenjtë). *Përrua (lumë) ujëpakë.*
UJËPLOTË *mb.* Që ka ujë deri në buzë, që e ka gjithë shtratin të mbushur me ujë (për lumenjtë, liqenet). *Lumë (liqen) ujëplotë.*
UJËPRITËS,~E *mb.* Që shërben si pengesë për ujin, që pret rrjedhjen e ujit. *Pendë ujëpritëse.*UJËRA-UJËRA *mb.* Që nuk ka ngjyrë të njëjtë në gjithë sipërfaqen, por që e ka ngjyrën diku më të ndezur e diku më të dobët ose që është me ngjyra të larmishme e të ndërthurura; që ka ujëse mjaft të dukshme (për qilimat, stofat, pëlhurat e endura). *Qilim ujëra-ujëra. Stofi vjen ujëra-ujëra.*
ÇjËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Një cope dru që shërben për të mbyllur o për të hapur lugun nga ku lëshohet uji mbi pendët e mullirit.
2. Vegël e thjeshtë me një qepar, që përdoret nga muratorët e nga zdrukthëtarët për të parë nëse është horizontal apo jo një rrafsh, nivel.
UJËS,~E *mb.* 1. Që rritet a që rron në ujë, ujor. *Bimë ujëse. Gjarpër (shpend, insekt) ujës. Breshkë ujëse. Gjel ujës.*
2. Që ka shumë lëng, i lëngshëm, i ujshëm (për pemët dhe për disa perime). *Dardhë (qershi) ujëse. Pjepër ujës. Domate ujëse.*
Kungull ujës *bot.* kungullujës.
tJJËSE,~JA i *f.sh.* ~E, ~ET. Enë për të mbajtur ujë të pijshëm.
UJËSE,~JA H . *zakon. sh.* ~E, ~ET. Flluska të vogla me ujë që u dalin fëmijëve në trup; sëmuodje lëkure që shfaqet me flluska me ujë. *U dalin ujëse në kokë.*
UJËSE,~T. *vet. sh.* Vijat e holla, të bardha ose me ngjyrë tjetër, në një pëlhurë të endur; gishta. *Ujëset e çarçafit (e pëlhurës).*
UJËSIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve UJËSOJ, UJËSOHET. *Ujësimi i plumbit (i gazit). Ujësimi i pusit. Ujësimi i minierës. Ujësimi i trangujve. Harla e ujësimit.*
UJËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend që mban ujë, vend me ujë, ligatinë; moçal.
UJËSJELLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Tërësi gypash, kanalesh e pajisjesh të tjera që shërbejnë për të çuar ujin nga burimi deri në një qendër banimi ose pro-dhimi. *Ujësjellës i ri (i vjetër). Ujësjellës nëntokësor. Ujësjellësi i qytetit (i fshatit, i uzinës). Kanali (re-zervuari) i ujësjellësit. Tubat e ujësjellësit. Rrjeti i ujësjellësit. Ndërtuan një ujësjellës.*
UJËSOHET *vetv. libr.* 1. Kthehet në gjendje të lëngshme; bëhet i lëngshëm (për diçka të ngurtë a të gaztë), lëngëzohet. *Ujësohet gazi. Ujësohet plumbi.*
*2.* Mbushet me lëng (për pemët e perimet); lëngësh-tohet. *Ujësohet rrushi (pjepri).*
3. Mbushet me ujë, që buron a që kullon. *Ujësohet miniera ( vendburimi).*
4. *Pës. e* UJËSOJ,.
UJËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *libr.* Kthej në gjendje të lëngët diçka të ngurtë a të gaztë, lën-gëzoj. *Ujësoj plumbin. Ujëson gazin.*
2. *jokal. vet. veta HI.* Nxjerr bula të vogla uji, buron nga pak; kullon, nxjerr lëng (për një plage, për bimët). *Ujëson shtëpia. Ujëson pusi. Ujëson plaga. Ujëson pema.*
UJËSUAR (i,e) *mb. libr.* 1. Që është kthyer në gjendje të lëngët, i lëngëzuar.
2. Që është mbushur me ujë (për një vend që buron). *Vendburim i ujësuar.*
LJËSHKARKUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *hidrotek.* Ndërtim i posaçëm, që shërben për të shkarkuar ujin
e tepërt nga një rezervuar, nga një digë etj. nëpërmjet gypave ose dritareve. *Hap (mbyll) ujëshkarkuesin. Ndërtuan një ujëshkarkues.*
UJËSHUMË *mb.* Që ka shumë ujë, që sjell shumë ujë (për burimet dhe lumenjtë). *Lumë ujëshumë.*
UJËTURBULL *mb. poet.* Që sjell ujë të turbullt, që ka ujë të turbullt e të rrëmbyeshëm. *Lumë (përrua) ujëturbull.*
UJËTHtTHËS,~E *mb.* Që ka veti të thithë ujin. *Kokrriza ujëthithëse.*
UJËVARË,~A *sh.* ~A, ~AT. Rrjedhë uji që bie me rrëmbim nga një lartësi e madhe dhe e thiktë. *Ujëvarë e vogël (e madhe). Ujëvarat e Drinit. Bie si ujëvarë.*

UJIT (UJIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Lag me ujë sipërfaqen e një toke ose bimët e mbjella. *Ujit token (arat). Ujit bimët (lulet).*
2. Bëj të gjitha punimet e nevojshme për t'i sjellë ujin një toke të punueshme. *Ujitën fushat e tërë kra-hinës.*
UJITET. *Pës. e* UJIT.
UJITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që sjell ujin në një tokë të mbjellë, punëtor i ujitjes. *Punon si ujitës.*
UJITËS,~E *mb.* Që shërben për të ujitur, që i sjell ujin një toke; që lidhet me ujitjen, i ujitjes. *Kanal ujitës. Rrjeti ujitës. Vijë (brazdë) ujitëse. Rezervuar ujitës. Vepër ujitëse. Makinë (pompë) ujitëse. Aflësia ujitëse.*
UJITËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Enë e posaçme me lëfyt të gjatë, e cila përdoret për t'u hedhur ujë luleve e bimëve të tjera. *Ujitëse e madhe (e vogël). Ujitëse lulesh. Ujitëse fëmijësh* ujitëse e vogël që shërben si lodër për fëmijët. *Mbush ujitësen. Ujit me ujitëse.*
2. *Fem. e* UJITËS,~I.
UJITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve UJIT, UJITET. *Ujitje e plotë (e pjesshme). Ujitje e bardhë* njomja vetëm me ujë, të papërzier me plehra organike. *Ujitja e grurit (e misrit). Ujitje me brazda (me përmbytje, me vesim). Afati i ujitjes. Mënyra e ujitjes.*
UJITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të ujitet, që ujitet, nën ujë (për tokat). *Toka të ujitshme. Si-përfaqe e ujitshme.*
UJITUR (i,e) *mb.* Që është ujitur; që është vënë nën ujë. *Tokë (sipërfaqe) e ujitur. Bimë të ujitura.*
UJK,~U i *m. sh.* UJQ, C'JQIT dhe UJQËR, UJQËRIT. 1. *zool.* Kafshë e egër mishngrënëse, e ngjashme me qenin, me qime të përhime në të ver-dheme, me veshë të drejtë e me majë, që sulmon shpesh bagëtitë. *Ujk i murrmë (i kuqërremë). Ujk i madh. Ujk i uritur. Kope (lukuni) ujqish. Këlysh ujku. Lëkurë ujku. Strofulla e ujkul. Angullima e ujkut. Të çaftë (të preftë) ujku! mallk. Delen (dhinë) që ndahet nga tufa, e ha ujku. fj.u. Ujku mjegull do. fj. u. Kur thonë "ngordhi ujku", atëherë ruaje gomarin. fj. u. Qeni i keq e sjell ujkun në vathë. fj. u. Nuk fle (nuk kullot) delja me ujkun bashkë. fj. u. Ujku bari s'bëhet. fj. u.*
*2. fig. keq.* Njeri shumë i egër e i pamëshirshëm; ai që kërkon të vrasë të tjerët e të gllabërojë gjithçka; lakmues i pangopshëm. *Ujqit imperialistë (revizionistë, fashistë).*;3. *fig. bised.* Njeri shumë i fprtë e i shëndoshë; njeri shumë i aftë për punë. *Është ujk.*
i-A- III be ujk *diçka* iu mërzit shumë diçka, i doli fare nga zemra, s'e duron dot, s'e sheh dot me sy. U be ujk (bishë) *shift te* B1SH Ë,~A. Në gojë të ujkut i rrethuar nga armiq të egër, fare pranë një rreziku të| mundshëm. I kalli ujkun *thjeshtligj. shih te* KALL. Ujk me brirë *thjeshtligj. shih te* BRI,~RI. Ujk deti njeri i regjur me vështirësitë e detit, detar i vjetër e mp përvojë. Ujk i vjetër (plak) njeri i rrahur me jetën; ailqë e njeh mirë një punë. Fut ujkun në vathë *shih te* VJVTHË,~A. Ka lëkurën (qimen) e ujkut e ndjekin gjithmonë të këqijat, nuk i ndahen të zezat; i vërsulen të gjithë edhe pa të drejtë. I la një qime ujku te dera (te pragu) *dikujt* i la një ngatërresë, i la një çështje të[1] ngatërruar për ta zgjidhur, një grindje etj. Mori udhën e ujqve mori një rrugë të shtrembër, hyri në një udhë të keqe. Mbeti (ra) si ujku (si zagari) në thekër mbeti në gjendje të vështirë, shumë ngushtë, sa s'ka ku të vejë me keq, pa përkrahje, pa rrugëdalje, pa shpresë. E pagoi si ujku me lëkurë mori dënimin e merituar, e pagoi shtrenjtë, me kokë një veprim të keq. E shikon (e vështron) si ujku hënën e shikon me inat. E ka parë ujkun që i vogël (që në vogëli, që foshnjë) është njeri i rrahur me jetën, ka parë e ka kaluar shumë të këqija e rreziqe, nuk trembet nga rreziqet e nga kërcënimet. I tregon lëkurën e ujkut *dikujt* e fri-këson, e tremb dike duke iu kanosur me diçka. S'trembet ujku nga mushkonjat *fj.* u. thuhet për dike që nuk do t'ia dijë fare kur e kërcënon një kundërshtar i pafuqishëm. Ujk me lëkurë qengji njeri i pabesë, që i mbulon qëllimet e veta grabitqare duke u shtirë sikur është i mirë. Prej ujkut ra në gjarpër *shih te* GJARPËR,~RI. Vuri (beri) ujkun bari *shih te* BARI, ~U i. Ka lëkurën e ujkut në kurriz (në shpinë) është me turp mbi shpinë; ka shumë faj. Leshtë e ujkut, thonjtë e bufit *fj. u.* kundër të keqit e të egrit duhet përdorur forca. I vari ujkut mëlçitë në qafë *iron, shih te* VAR. Ujku qimen ndërron, por zakonin s'e harron thuhet për dike që hiqet sikur ka ndryshuar qëllimet dhe natyrën e tij, por që në të vërtetë është po ai i pari. Unë them "ja ujku!", ti kërkon gjurmët (kur ke ujkun, mos i kërko gjurmët!) *fj. u.* thuhet për dike që kërkon të fshehë diçka që duket fare qartë ose që e kërkon të vërtetën jo aty ku ajo duket qartë, por aty ku ajo mbulohet e errësohet. Çakalli bëri kërdinë, ujkut i doli *namifj. u.* thuhet për dike që ka bërë shumë tëi këqija, por është fshehur pas dikujt tjetër që nji-hej nga të gjithë si keqbërës. Dhentë pa bari i ha ujku një nga një *fj. u. shih te* BARI,~U i. Gojë ujku *bot.* gojujk. Gjemb ujku *bot.* ashe. Thanë ujku *bot. shih te* THANË,~A.
UJK,~U ii *m. sh.* UJQ, UJQIT. Shtyllëz që mbështetet tërthorazi mbi trarët e tavanit dhe që mjban mbi vete cungalët e kulmit. *Ujqit e vatrës. Mbërtheu ujkun. U thye ujku.*
UJKESHË,~A. *sh.* ~A, ~AT. *shih* UJKONJË,
-4A.
JUJKONJË,~A *sh.* ~A, ~AT. Femra e ujkut. *Sirofulla e ujkonjës.*
UJKTH,~I *m.* Lëkurë ujku.
UJNAJË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend me ujë. 12. Shumicë ujërash që rrjedhin.
UJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Ujit. *Ujojnë token.*
UJOR,~E *mb. libr.* 1. Që ka të bëjë me ujin, që lidhet me ujin, i ujit; që bëhet në ujë. *Mjedis ujor. Shtresë (masë) ujore. Sipërfaqe ujore. Rrjedhë frrymë) ujore. Pengesë ujore. Regjimi ujor. Kufiri ujor. Rrugë ujore. Lundrim (transport) ujor. Pasuritë ujore. Eko-nomia ujore* tërësia e ujërave të një vendi, që kanë rëndësi për ekonominë.
2. Që ka veti të ngjashme me ato të ujit, që është në gjendje të lëngët; që ka ose që përmban shumë ujë, i ujshëm. *Tretje ujore. Lëndë ujore.*
3. Që rritet a që jeton në ujë. *Bimë (bimësi) ujore. Shpend ujor. Kafshë ujore.*
4. Që ka të bëjë me ujitjen; që shërben për të uji-tur, ujitës. *Ndërtime ujore. Kanale ujore. Rrjet (sistem) ujor. Vepra ujore. Përmirësimi ujor.*
UJORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pellg me ujë, ku pi zakonisht bagëtia e trashë; lug i gjatë e i gjerë uji për bagëtinë.
UJQER,~E *mb.* Që bën kokrra të buta e të lëngsh-me. *Dardhë ujqere. Thanë ujqere.*
UJQËRf,~A . *përmb.* Tërësia e ujqve, ujqit.
UJQËRISHT *ndajf.* Në mënyrë të egër e të pa-mëshirshme, me dhunë; si ujqit.

UJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mban shumë ujë, i lagësht; që është i njomur me ujë. *Vend i ujshëm. Tokë e ujshme.*
*2.* Që ka ujë me tepri; që është holluar shumë me ujë; i hollë. *Kos i ujshëm. Gjellë e ujshme. Brume i ujshëm. Bukë e ujshme. Baltë e ujshme. U be i ujshëm.*
3. Që ka shumë lëng, i lëngshëm, ujës. *Dardhë (pjeshkë) e ujshme. Domate e ujshme.*
UJTI,~A . *sh.* ~, ~TË *krahin.* Hekur për të he-kurosur rrobat.
UJTlS i *jokal.,* ~I, ~UR. Lëshon lagështi, bulon nga pak ujë, lagëson. *Ujtisin muret. Ujth toka.*
UJTtS n *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Hekuros rrobat me hekur.
UJTH,~I i *m.* 1. Lëng si ujë që del nga një plage ose nga një flluskë. *Ujth me qelb. Ujthi i kallove. Fshikë me ujth. Pikon ujth. Nxjerr ujthin.*
*2. bot.* Lëng që qarkullon në trupin e bimëve dhe që ndryshon sipas stinëve, limfë. *Ujthi i pemëve.*
3. *anat.* Fshikëza e ujit të hollë; sëmundje e fshi-këzës së ujit të hollë. *Ujthi i qengjit.*
4. *veter.* Sëmundje që u bie kafshëve zakonisht në këmbë, ku u dalin flluska me ujë.
5. Buti i kokës (zakonisht për fëmijët).
UJTH,~I II *m. bised.* Qepje e rrallë dhe e çlirët me dorë, ildisje. *shkoi një ujth rrobës.*
UKRAINAS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Banor vendës i Ukrainës ose ai që e ka prejardhjen nga Qkraina.
UKRAINAS,~E *mb.* Që lidhet me Ukrainën ose me ukrainasit, që është karakteristik për Ukrainën ose për ukrainasit, i Ukrainës ose i ukrainasve; që është krijuar nga ukrainasit. *Populli ukrainas. Gjuha ukrainase. Këngë (vallej ukrainase. Veshje ukrai-nase.*
UL *kal,* ~A, ~UR. 1. E zbres nga lart poshtë, i pakësoj lartësinë; e vë të mbështetet diku, e zbresnë tokë; *kund.* ngre, çoj. *Ul flamurin. Ul aeroplanin. Ul barren (drutë, kovën). Ul vigun (tezgën). Ul shpor-ten në shesh. Ul dorezën e telefonit. Ul përdhe (përto-kë).*
2. Përkul teposhtë, anoj ose var pjerrtas; e drejtoj poshtë; *kund.* ngre. *Ul kokën. Ul kurrizin (shpatullat). Ul vetullat. Ul duart (krahët, grushtin). Ul degët. Ul strehën e kapelës. Ul sytë (vështrimin).*
3. E kaloj nga qëndrimi pingul në gjendje të shtri-rë; e bëj të shtrihet teposhtë diçka që është e kapur nga njëra anë, lëshoj; *kund.* ngre, çoj. *Ul kapakun. Ul perden. Ul jakën e palltos. Ul mëngët. Ul pëlhurat e barkës* mbledh velat.
4. E bëj të rrijë; e vë të rrijë diku. *E uli në karrige (në tryezë). E uli në prehër. E uli në gjunjë. E uli në karrocë (në veturë). E uli pranë (afër )vetes.*
5. E bëj më të vogël, i pakësoj madhësinë, vterën, masën a shkallën, zvogëloj; *kund.* rrit; ngre. *Ul tern-peraturën (shtypjen, Irysninë). Ul ngarkesën. Ul fi-tilin. Ul çmimet. Ul shpenzimet (koston). Ul rrogën (pagesën). Ul qiranë. Ul shpejtësinë (ritmin). Ul prodhimin (rendimentin). Ul moshën. I ulën një note (notën e sjelljes). la ulën dënimin.*
*6.* E bëj të ndriçojë ose të dëgjohet me pak, e bëj më të ulët, dobësoj. *E uli dritën (llambin). E uli zërin. Ule pak radion!*
7. I pakësoj vrullin ose shkallën e shfaqjes a të zhvillimit, e bëj të bjerë, i zvogëloj forcën, e dobësoj. *Ul forcën (vrullin). Ul ndjeshmërinë. Ul dhembjen. la uli inatin (zemërimin, gjakun).*
8. I pakësoj rëndësinë, cilësinë ose vlerën, e zbres në një shkallë më të ulët. *E ka ulur stilin (mjeshtërinë). E ul nivelin e shfaqjes (e veprës).*
9. E zbres një shkallë me poshtë në detyrë ose në përgjegjësi. *E ulën në detyrë (në përgjegjësi).*
10. I cenoj vetitë morale ose i zvogëloj meritat në sytë e të tjerëve; poshtëroj. *Ul veten. Ul autoritetin (prestigjin). 1 ul nderin. E ul përpara të tjerëve (në sytë e botës).*
• Uli (dorëzoi, dha, hodhi, la, lëshoi) arntët *shift tek* ARMË,~A. E uli bishtin *thjeshtligj.* hoqi dorë me turp nga kërkesat e tepruara, u tërhoq me turp; e uli hundën. Ul e ço (ngre) thotë vazhdimisht të njëj-tën gjë. E nli flamurin hoqi dorë nga qëndresa, u dorëzua. I ka ulur flamurët *libr.* ka hequr dorë nga mendjemadhësia e nga krenaria e kotë, nuk mbahet me më të madh, i kanë rënë pendët. I uli (i ftohn, i shoi, i shtroi, i zbuti) gjakrat *shih te* GJAK,~U i. E uli (e vuri) në gjunjë *dike shih te* GJU,~RI. E uli hundën *iron, shih te* HUNDË,~A. S'e ul hundën *keq. shih te* HUNDË,~A. Uli kokën (kryet) a) u nënshtrua, u përul; b) u bind, u shtrua, nuk kundër-shtoi; c) e ndjeu veten ngushtë, u turpërua; d) hoqi dorë nga mendjemadhësia ose krenaria e kotë. Nuk e ul (nuk e kërrus, nuk e përkul) kurrizin (shpinën) edhe *poh. shih te* KËRRUS. Ule (përkule) mesin! *shih te* MES,~I. I uli pendët (puplat) *shih te* PENDË, ~A. E uli (e shtroi) qafën (kurrizin) *përb. shih te* QAFË, ~A. I uli (i vari) veshët *shih te* VESH,~I. Uli zërin (fjalët) nuk e kërkon me diçka më të madhe. la uli (ia zbuti) zërin e detyroi të bëjë lëshime, e detyroi të ulë kërkesat e veta. Uli kokën (kryet) në punë u shtrua mirë për të p”unuar, punoi pa fjalë, pa nxjerrë kërkesa të tepërta. Ka ulur pak hundën, por ka ngritur sqepin *iron,* s'ka hequr dorë nga krenaria e kotë, vazh-don të mbahet më të madh përpara të tjerëve.
ULAS *ndajf.* Ultas. *Punon ulas. Mbledh lakra (kër-pudha) ulas. Ulas e gjunjas.*
ULCERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjek.* Puçërr që del në sipërfaqen e lëkurës ose në cipën e një organi dhe që mbyllet me vështirësi; sëmundje, që shkakto-het nga dalja e këtyre puçrrave, sidomos në stomak. *Ulcerë e re (e vjetër, kronike). Ulcerë e fshehtë. Ulcerë në stomak. Ka ulcerë. Vuan nga ulcera.*
ULEM *vetv.* 1. Zbres nga një vend me i lartë në një vend më të ulët; shkoj nga malësia në fushë ose nga një fshat malor në qytet; shkoj nga një vend që ndo-dhet në Veri në një vend tjetër që ndodhet në Jug; *kund.* ngjitem. *U ul nga kati i tretë. Ulu poshtë! U ulën nga malt (nga kodra). U ulën në fushë (në vërri). U ul në fshat. U ulën në qytet. U ulën nga Veriu në Jug.*
2. Zë vend ndenjur, rri diku; *kund.* ngribem, ço-hem. *U ul në bisht (në gjunjë, galuc, këmbëkryq). U ul në karrige (në tryezë). Uulënni karrocë (në tren). U ul në vend. U ulën në shesh. U ulën përdhe. U ul në një eep. U ulën në radhën e pare. Ulen në bankat e shkollës. Ulet për të pushuar. Ulu e rri!*
3. Pakësoj lartësinë; zbres në tokë ose mbi një si-përfaqe tjetër; *kund.* ngrihem, çohem. *Ulen retë. Ulen zogjtë. Ulet aeroplani. Ulet butë. Ulet në aerodrom (në piste, në det). U ulën në Hënë. U ulën me parashutë.*
4. *vet. veta 111.* Bie ngadalë mbi një sipërfaqe; mbulon. *Ulet mjegulla (pluhuri...). Ulet mbrëmja.*
5. *vet. veta HI.* Shkon me poshtë nga rrafsbi i si-përfaqes, bëhet mëi ulët ose mëi thellë, vithiset; bëhet me pak i ngritur. *U ul toka (vendi). U ulgunga (plaga).*

6. Kërrus trupin, përkulem; përkulet teposhtë a mënjanë. *Ulu, se mos përpjekësh kokën! U ulën degët.*
7. *vet. veta 111.* Perëndon, varet. *U ul dielli.*
8. Nis një punë që kërkon të rri ndenjur; filloj të bëj diçka, ia hyj një pune që kërkon kohë; shtrohom. *U ulën në punë. U ul në timon. U ulën në bukë. U ulën për bisedime. U ulën shtruar* ia nisën një pune pa u ngutur, qetë-qetë e me kujdes.
9. *vet. veta 111.* I pakësohet madhësia, vlera, masa a shkalla, bëhet me i vogël, bie; *kund.* rritet. *Ulet temperatura (shtypja, trysnia). Ulet tensioni. elektr. Ulet shpejtësia (ritmi). Të mos ulet cilësia (prodhimi, rendimenti). U ulën çmimet. U ul kostoja. U ulën shpenzimet. U ul uji (niveli). Është ulur në mënyrë të ndjeshme.*
10. *vet. veta HI.* I pakësohet vrulli ose shkalla e shfaqjes a e zhvillimit, i zogëlohet forca, dobësohet; bie. *U ul era (stuhia, deti). Iu ul forca (vrulli). lu ul dhembja. I ulet inati (zemërimi, gjaku).*
11. *vet. veta HI.* I ulet forca e ndriçimit ose e zërit. *U ul drita (llamba). lu ul zëri.*
12. Përulem përpara dikujt; nënshtrohem; me bie vlera ose rëndësia. *Nuk ulet në sytë e të tjerëve. 1 ulet autoriteti (prestigji).*
13. *bised.* Qetësohem, me bie zemërimi. *Ulet shpejt.*
14. *Pës. e* UL 2,4,9.
Ulu ca! a) zbrite ca çmimin!; b) mos bëj një kërkesë kaq të lartë; tregohu me i arsyeshëm, me i thjeshtë! Ulu (zbrit) nga fiku! *iron, shih te* FIK,~U. U ulën (u ftohën, u shuan, u shtruan, u zbutën) gjakrat *shih te* GJAK,~U i. Ulem (shtrohem) këmbëkryq *me dike shih te* SHTROHEM. Ulet këmbëkryq *diku* zë vend diku dhe nuk shkulet, ngulet për një kohë të gjatë. Ulu (poshtë) se të pane! *iron,* i thuhet dikujt që mbahet më të madh, në kuptimin: mos umburr shumë se të njohin sa vlen! Ulem (sbtrohem) në një tryezë *me dike shih tek* TRYEZË,~A. U ulën në bankat e shkollës filluan mësimet në shkollë. Mos u ul ne vend të hnaj (në qoshen e botës)! mos shko diku pa qenë i ftuar!, mos shko pa të thirrur kush! Ngrihu prift të nlet (të irijë) hoxha! *shih te* PRIFT,~ 11. U ul (zbriti) nga sbala e hipi në samar *irotf. shih te* SHALË,~A.
tJLËRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ulërin për çdo gjë.
2. Njeri që ka humbur të afërmit ose çdo gjë dhe që është bërë për të ulëritur më të madhe, derëshuar, pragshuar.
ULËRfJ *jokal,* ~TA, ~TUR. 1. *vet. veto Ul.* Nxjerr një britmë të zgjatur, therëse e vajtuese, an-gullin fort (për ujkun, qenin e për disa kafshë të tje-ra). *Ulërin ujku (qeni). Ulërin fort.*
*2.* Nxjerr një britmë të zgjatur, lëshoj një klithmë të forte kur me ndodh një fatkeqësi ose kur kam një dhembje shumë të madhe; qaj me zë të lartë. *Ulëriu fort. Ulërin nga dhembja. Qante e ulërinte.*
3. Bërtas më të madhe, flas me zë të forte e të çjerrë; flas ose shkruaj shumë për diçka, bëj zhurmë të madhe; çirrem.
4. *vet. veta III.* Nxjerr një zhurmë të forte e të zgjatur të ngjashme me ulërimën e ujkut (për disa sende a dukuri). *Ulërinte lokomotiva (sirena). Ulërin era (tufani).*
ULËRlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. I. Zë i forte, i zgjatur dhe si më të qarë, që lëshon ujku a qeni, an-gullimë e forte e ujkut, e qenit dhe e disa kafshëve të tjera. *Ulërinte e forte (e mbytur, e gjatë). Ulërima e ujkut (e qenit, e çakallit, e luanit). Dëgjoi një ulërimë. Kush bëhet me ujqër, do nxërë ulërimën. fj.u.*
*2.* Britmë e zgjatur dhe e përvajshme, klithmë e forte dhe e dhembshme që nxjerr njeriu në një fatkeqësi ose kurkandonjë dhembje shumë të madhe; të qarët me zë të lartë; kujë. *Ulërimë e gjatë. Ulërimë e dhembshme. Ulërimë e thekshme. Vuri (nisi) ulërimën* filloi të ulërinte; nisi vajtimin (kur vdes njeri). *Qan me ulërimë.*
3. *kryes. sh.* Zë i forte dhe i çjerrë që nxjerr dikush kur bërtet nga zemërimi ose kur zihet me një tjetër, britma; zhurmë e madhe që bëhet për qëllime të cak-tuara; çirrma. *Ulërimat e fëmijëve. Ulërimat e armiqve. Nisi ulërimat. Flet me ulërima.*
*4.* Zhurmë e forte dhe e zgjatur, e ngjashme me britmën e ujkut a të qenit, që shkaktohet nga disa sende a dukuri. *Ulërima e lokomotivës (e sirenës). Ulërima e erës.*
ULËRITËS,~E *mb.* Që i ngjan ulërimës, që është i forte e therës si ulërimë (për zërin, tingujt); që sho-qërohet me ulërima. *Zë ulëritës.*
ULËS,~I *m.* 1. Pjesë e mullirit me ujë: dru pingul që shërben për të ngritur dhe për të ulur gurin e sipërm kur duam të bluajmë hollë e trashë; ngrehës; cues.
2. *spec.* Lëndë a mjet që shërben për të ulur veprim-tarinë ose forcën e diçkaje. *Ulësi i nxehtësisë. Ulësi i tensionit.*
ULËT (i,e) *mb.* 1. Që ka lartësi të vogël, që nuk është shumë i lartë; *kund. i* lartë. *Mai i ulët. Kodër e ulët. Mur (gardh) i ulët. Shtëpi e ulët. Tryezë e ulët.*
*2.* Që ndodhet në një lartësi të vogël nga toka ose
nga një sipërfaqe tjetër; që lëviz ose që ndodh në një lartësi të vogël; *kund. i* lartë. *Re të ulëta. Tavan i ulët. Degë të ulëta. Fluturim i ulët.*
3. Që është me poshtë se një rrafsh ose se sipërfaqja e detit; që nuk ka male, jomalor, fushor. *Vend i ulët. Zone e ulët. Pjesa e ulët bregdetare. Toka të ulëta. Këneta (moçale) të ulëta.*
4. Që ka madhësi, vlerë, masë ose shkallë të vogël; *kund.* i lartë. *Temperature e ulët. Trysni e ulët. Nivel i ulët. Tension i ulët. elektr. Prodhim i ulët. Rendiment i ulët. Kosto e ulët. Cilësi e ulët. Çmime të ulëta. Për-qindje e ulët. Rrogë e ulët. Përparim i ulët. Note e ulët. Moshë e ulët.*
5. Që mezi dëgjohet; që i përket shkallës së poshtme të tingujve, që nuk ka ton të lartë, i thellë e i rëndë; *kund.* i lartë. *Note e ulët. Me zë të ulët. Me ton të ulët.*
6. Që nuk ndriçon qartë (për dritën). *Dritë e ulët.*
7. Që i përket shkallës më të parë ose më të poshtme në një organizim a shkallëzim ose në një sistem ar-simor; që është një shkallë me poshtë se diçka tjetër e një lloji me të; *kund.* i lartë. *Organet më të ulëta. Nëpunës (zyrtar) i ulët. Kategori të ulëta. Cikli i ulët i shkollës tetëvjeçare. Klasat e ulëta. Kur set e ulëta. Kuadrot e ulëta. Shkollë e ulët profesionale. Dhoma e Ulët* parlamenti, dhoma e deputetëve (në krahasim me senatin në vendet borgjeze).
8. Që u përket shtresave të gjera të popullsisë në kundërvënie me klasat e me shtresat e pasura e shfry-tëzuese (në vendet borgjeze e revizioniste). *Shtresat e ulëta. Klasat e ulëta.*
*9.* Që është i zhvilluar pak, i prapambetur; që nuk është në lartësinë e duhur; *kund.* i lartë. *Kulturë e ulët. Teknikë e ulët. Zhvillim i ulët. Gjendje e ulët. Ndërgjegje (vetëdije) e ulët. Moral i ulët.*

10. Që është në shkallën më të parë të zhvillimit, i thjeshtë; *kund.* i lartë. *Organizma të ulët. Bimë të ulëta* bimë pa kërcell, pa rrënjë e pa gjethe. *Faza e ulët.*

11. *fig.* Që është i pandershëm, që ka veti morale të këqija, i poshtër; që përmban ose që shpreh men-dime a qëllime të pandershme, në kundërshtim me vlerat ose me moralin e shoqërisë. *Njeri i ulët. Me karakter (me shpirt) të ulët. Qëndrim i ulët. Sjellje e ulët. Synime (qëllime) të ulëta. Dëshira të ulëta. Me mjete të ulëta. Vepër e ulët. Pazarllëqe të ulëta. Krim i ulët. Fjalë (shprehje) të ulëta. Në mënyrë të ulët.*

ULËT *ndajf.* 1. Në lartësi të vogël nga toka ose nga një sipërfaqe tjetër, afër sipërfaqes së tokës; me poshtë se qëndrimi i zakonshëm; *kund.* lart. *Fluturon ulët. Është ulët. E kam kokën ulët.*

2. Me zë të dobët që mezi dëgjohet. *Flet (këndon) ulët. Fol me ulët!*

3. Në mënyrë të pandershme, në kundërshtim me vlerat dhe me moralin e shoqërisë, në mënyrë të poshtër. *Veproiulët. U soil ulët.*

ULISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tinar i vogël me finjë ku njomen e zbuten teshat para se të lahen. *Mbushi ulishtën me finjë. Futi ndërresat në ulishtë.*

ULJE,~A . *sh.* ~-E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljes UL dhe kuptimeve 1-7, 9-12 të foljes ULEM. *Ulje e detyruar (e vazhdueshnte, e papritur, e madhe). Ulja e flamurit. Ulja e aeroplanit. Ulja e kokës (e qafës). Ulja e krahëve (e duarve). Ulja e tensionit. Ulja e nivelit. Ulja e kostos. Ulja e çmimeve.Ulja e qirasë. Ulja e shpenzimeve. Ulja e përqindjes. Ulja e prodhimit (e rendimentit, e cilësisë...). Ulja e temperatures. Ulja e ngarkesës. Ulja e forces (e ndjeshmërisë). Ulja e zërit. Ulja e tokës. Ulja e plages. Ulje në tokë (në piste, në del...). Ulja në Hënë. Fillon ulja. Ka ulje.*

ULOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Ai që nuk ngri-het a nuk ecën dot, ai që nuk lëviz dot gjymtyrët për shkak të një sëmundjeje ose nga pleqëria.

ULOK,~E *mb. bised.* Që nuk ngrihet a nuk ecën dot, që nuk lëviz dot gjymtyrët nga një sëmundje a nga pleqëria, i paralizuar. *Plakë uloke. Eshtë (mbeli) utok. U zu ulok. Mbeç (u bëfsh) ulok! mallk.*

ULOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised. Fem. e* ULOK,~U.

ULOKËSI,~A . Të qenët ulok, paralizë.

ULON *jokal.,* ~OI, ~UAR. I ulet pjesa e mesme me poshtë, bën bark nga poshtë. *Uloi trari.*

ULPËTI,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bot.* Hithës.

ULQINAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Ulqinit ose ai që e ka prejardhjen nga Ulqini.

ULQINAK,~E *mb.* Që lidhet me Ulqinin ose me ulqinakët, që është karakteristik për Ulqinin ose për ulqinakët, i Ulqinit ose i ulqinakëve; që është krijuar nga ulqinakët. *Veshje ulqinake. Këngë (valle) ulqinake. Anija ulqinake.*

ULTAS *ndajf.* 1. Në lartësi të vogël nga toka ose nga një sipërfaqe tjetër, afër sipërfaqes së tokës, ulët. *Fluturon ultas. Gjuaj ultas.*

*2.* Me trupin të përkulur shumë përpara, jo drejt me këmbë. *Ecte ultas. Kaloi ultas.*

3. Me zë të dobët që mezi dëgjohet, ulët. *Flet ultas. Këndonte ultas.*

ULTAZI *ndajf.* Ultas.

ULTËSI,~A . Të qenët i ulët. *Ultësia e lingullit (e tonit). Ultësia shpirtërore. Shkalla krahasore e ultësisë. gjuh.* një nga shkallët e krahasimit të mbiem-rave e të ndajfoljeve, kur tiparet e sendeve që kra-hasohen janë në një shkallë më të ulët se ato të sendeve më të cilat krahasohen ose kur veprimi i shprehur nga folja kryhet në një shkallë më të ulët se një ve-prim tjetër.

ULTËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *gjeogr.* Fushë a vend i hapur, që shtrihet jo me lart se dyqind metra mbi nivelin e detit; vend i ulët. *Ultësirë e madhe. Ultësirë bregdetare. Ultësira e Adriatikut. Ultësira e Devollit. Ultësira e Shkodrës.*

ULTIMATUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *dipt.* Note diplomatike, që i dërgon një shtet një shteti tjetër, me kërkesa a kushte të prera, mospranimi i të cilave mund të sjellë prishjen e një marrëveshjeje, prerjen e marrëdhënieve diplomatike, përdorimin e dhunës a shpalljen e luftës. *Ultimatum i forte (i rreptë, kër-cënues). Kërkesat e ultimatumit. I bëri një ultimatum. I dha ultimatum. Mori ultimatum.*

2. *fig.* Kërkesë e prerë dhe e padiskutueshme. mospranimi i së cilës mund të sjellë pasoja të rënda.

ULTRA- *fjalëform.* 1. Pjesë e parë e disa fjalëve të përbëra, me kuptimin "tepër, tej masës; me i tejsh-mi, me i skajshmi"; p.sh. ultraacid, ultracentralizëm, ultrahelmues, ultraimperialist, ultrarevizionist, ultra-kolonialist, ultraliberal, ultramikroskop, ultramodern, ultrarcaksionar etj.

2. Përdoret veçan para disa mbiemrave, me kuptimin "tepër, tej masës, jashtëzakonisht; me i tejshmi, me i skajshmi"; p.sh. ultra të shkurtra, ultra të majtë, ultra të djathtë etj.

ULTRATINGULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT *fiz.* Tingull që krijohet nga lëkundje me denduri shumë të lartë dhe që nuk kapet dot nga veshi i njeriut. *Valët e ultratingujve. Aparat me ultratinguj. Përdorimi i ultratingujve. Mjekim me ultratinguj. Nxjerr (lëshon) ultratinguj.*

ULTRATINGULLOR,~E *mb. fiz.* Që ka të bëjë me ultratingujt ose me përdorimin e tyre.

ULTRAVIOLET *mb. shih* ULTRAVJOLLCË.

ULTRAVJOLLCË *mb.* Rreze ultravjollcë *fiz.:* rre-ze të padukshme, që kanë gjatësi vale më të shkurtër se rrezet vjollcë dhe që shtrihen përtej tyre në pjesën e padukshme të spektrit të dritës.

ULUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Pjesë si grope më e ulët në një rrafsh a sipërfaqe. *Ka të ulura e të data në sipërfaqe.*

ULL'R *ndajf.* 1. Ndenjur në një vend, jo me këmbë; *kund.* çuar. *Rri ulur. Foli ulur.*

*2.* Përkulur në një anë, pjerrtas; *kund.* drejt. *E mban kokën ulur.*

• Me kokë ulur kokulur. Me shpinë (me kurriz) ulur i nënshtruar, i përulur.

ULZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru i vogël ose shkurre nga gjinia e panjave, me degë të murrme në të kuqe, me gjethe vezake të dhëmbëzuara, me lule të bardha në të blertë, që lidh fara me një cipë të hollë si krah.

ULLASTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Ulli i egër, me degë të gjembta, që lidh kokrra shumë të vogla, të rrumbullakëta, të zeza dhe pa shije. *Dru ullastre. Shartojnë ullastrat.*

ULLI,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bot.* 1. Dru frutor i vendeve të ngrohta, gjithmonë i blertë, me gjethe gjatoshe, që bën kokrra të vogla me shumë vaj; kokrra e këtij druri, që përdoret për të nxjerrë vaj ose për të ngrënë. *Ulli i butë.*

*Ulli i egër* ullastër. *Ulli i zi (i bardhë). Ulli kokërrmadh (kokërrvogël). Ulli gjatosh (i rrumbullakët). Ulli vajës. Ulli kripës. Ullinj të kripur (të regjur). Ullinj të çarë (të shtypur). Ullinj stafidhe. Ullinj pa bërthamë. Ullinj vaji. Ullinj për të ngrënë (tryeze). Ullinj Berati (Vlore...). Dru ulliri. Kokërr ulliri. Vaj ulliri. Bërthamë ulliri. Bërsi ullinjsh. Bojë (ngjyrë) ulliri. Sallatë me ullinj. Miza (bresh-këza...) e ullirit. zool. Mbledhin (shkundin) ullinjtë. Krip (regj) ullinjtë. Çaj (shtyp) ullinjtë.*
2. *përd. mb.* Që ka ngjyrë të blertë të errët pak si të përhimtë.
•*k* Dega e ullirit *libr.* simboli i paqes. Hiqnin (vuanin) të zitë (lëngun) e ullirit hiqnin gjithë të këqijat, vuanin e mundoheshin pa masë. Tund degën e ullirit *iron,* përpiqet t'u tregojë të tjcrëve se është gjoja mbrojtës i flaktë i paqes për të fshehur synimet luftënxitëse. S'e ha atë kokërr ulliri *shih te* HA. Të jep me shumë ullinj (djathë) se bukë *shih te* DJATHË,~I.
ULLINJORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje drurëshqë bëjnë kokrra me vaj, në të cilën futen ulliri, ullastra etj. *Familja e ullinjoreve.*
ULLlNJTË (i,e) *mb.* Që është bërë prej drurit të ullirit, që është marrë nga pema e ullirit. *Bastun i ullinjtë. Dru të ullinjta.*
ULLIRRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punonjës i bujqësisë, që merret me mbjelljen dhe me rritjen e ullinjve.
ULLISHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që punon në një ullishtë dhe që kujdeset për ullinjtë. *Ullishtar i vjetër.*
2. Ullirritës.
ULLISHTARf,~A . *bujq.* Degë e agronomisë -që merret me rritjen e ullirit dhe me kujdesin për të; rritja e ullirit.
ULLISHTË,~A *sh.* ~A, ~AT dhe ULLISHTE,
~JA. *sh.* ~E, ~ET. Ngastër e madhe toke e mbje-Jlë; me ullinj. *Ullishtë e vjetër (e re, e madhe). Ullishtat e bregdetit. Ndërmarrja e ullishtave. Punon në ullishtë.*
ULLISHTOR,~E *mb.* Që është i mbjellë me ullinj, që ka ullishta. *Zone ullishtore.*
ULLISHTORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Ngastër jo shumë e madhe toke e mbjellë me ullinj në një ndërmarrje a në një kooperativë bujqësore. *Ullishtore e Ire. Ullishtore me vreshtë.*
ULLUK,~KU *m. sh.* ~KË, ~KËT dhe ~QE,
~QET. 1. Lug prej teneqeje, që vihet në buzë të stre-hës së çattsë për të mbledhur ujërat e për t'i çuar poshtë; pajisje që ka trajtë të tillë, nëpër të cilën rrjedh diçka, lug. *Ulluk i hapur (i mbyllur). Ulluk i gjerë (i ngushtë). Ulluk teneqeje (llamarine). Ulluk druri. Rrjedh nëpër ulluk. Derdhet nga ulluk it. I vë (ndreq) ullukët.*
2. E thelluar për së gjati, kanal i ngushtë në një send, ku futet për t'u puthitur diçka ose ku rrëshqet një pjesë tjetër. *Ulluk gjatësor (unazor). Ulluku i dritares. Kalon nëpër ulluk. Futet në ulluk. I bëj një ulluk.*
3. *bised.* Vijë e vogël uji. *Hapën një ulluk. E the-Iluan (e zunë) ullukun.*
• Bel ulluk *shih te* BEL,~I n. Z d r u k t h ulluk *shih te* ZDRUKTH,~I.
ULLULLA,~JA . Ninanana që i këndon nëna foshnjës; nanurisje. *E mban me ullulla* e përkëdhel tepër.
l|LLUVEGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Ku-kuvajkë. *Klithmat e ulluvegës.*
UMB,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Plori i vogël i par-mendës. *vuri umbin. U thye umbi.*
LjNAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Secili prej dy gurëve që ngulen në vatër për t'i mbajtur lart drutë e zjarrit; urës|, demiroxhak. *Vë mbi unakë. Heq unakun.*
IJNANIM,~E *mb.* *shih* NJËZËSHËM (i), ~ME (e). | *Kërkesë unanime. Mendim unanim. Përkrahje unanime. Me vota unanime.*
UNANIMISHT *ndajf.* *shih* NJËZËRI. *Pranohet (vendoset) unanimisht. Miratohet unanimisht. Për-krahet unanimisht.*
UNAZA-UNAZA *ndajf.* 1. Në trajtë kaçurrelash, rrathë-rrathë (për flokët). *I varen (i derdhen) flokët unaia-unaza.*
*2. përd. mb.* Që është në trajtë rrathësh të vegjël, të vendosur njëri pranë tjetrit (për disa krimba, kan-drra); që është rrathë-rrathë. *E ka trupin unaza-unaza. I ka flokët unaza-unaza.*
UNAZË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Rreth i vogël zakonisht prej ari, argjendi a prej një metali tjetër, që vihet në gisht si stoli, si shenjëe lidhjes bashkë-shortore etj. *Unazë ari (florin, argjendi). Unaza e mar-tesës (e fejesës). Unazë gjarpër* unazë e derdhur në trajtën e një gjarpri të mbledhur. *Unazë me gur. Unazë me vulë. Unazë me kërthizë. Guri i unazës. Gishti i unazës. Mban unazë. Heq (vë, ndërroj) unazën. Këmbejnë unazat. Ktheu unazën.*
*2.* Rreth prej metali ose prej një Iënde tjetër të forte, që përdoret për të bashkuar a lidhur diçka, për të shtrënguar, për të mbajtur diçka etj.; hallkë. *Unazë e jashtme (e brendshme). Unazë shtrënguese (rregu-lluese, lidhëse). Unazë mbrojtëse. Unazë hekuri (bron-zi, qelqi). Unaza e kosës (e këmborës). Unaza e çelësit (e parashutës). Unaza e thepit. Unazat e zinxhirit. Unazat e perdeve. Unaza e hundës* hundeja. *Në trajtë unaze. E shtrëngoi me unazë. Futet në një unazë.*
3. *vet. sh. sport.* Vegël gjimnastikore prej dy rrathësh druri, që varen në litarë. *Ushtrime në unaza. Kap unazat. Ngjitem në unaza.*
*4.* Diçka që ka trajtën e një rrethi të vogël ose që merr këtë trajtë. *Unazë tymi. Unazë e shtyllës ku-rrizore. anat.* rruazë e kurrizit. *Unaza e kërthizës. anat. Unazat e Saturnit. astr.* rrathë të ndritshëm për-qark këtij planeti.
5. *zool.* Çdonjëri prej rrathëve që përbëjnë trupin e disa krimbave, të disa kandrrave e të disa kafshëve të tjera që nuk kanë eshtra; rreth. *Unazat e krimbit të shiut. Unazat e shushunjës. Unazat e barkut të bletës.*
6. Varg njerëzish a sendesh që rrethojnë nga të gjitha anët dike a diçka; rreth. *Unazë e zjarrtë (e hekurt). Unazë e pakapërcyeshme. Unazë e mbyllur. Unazë rrethimi. Unazë ushtarësh (policësh). Çau (shpërtheu) unazën e rrethimit.*
7. Rrugë që kalon rreth e rreth qytetit (zakonisht në qytetet e mëdha). *Unazë e gjerë. Unaza e madhe (kryesore). Unaza e qytetit. Autobusi i unazës. Sta-cionet e unazës. Doli në unazë. Kalon nëpër unazë.*
8. *gjeom.* Sipërfaqja që përfshihet midis dy rrathëve bashkëqendrorë.
• I bukuri i unazës (i dorës) *bised. shih te* BUKUR, ~l(i). Ishte në unazë ishte i fejuar. E ka unazë në gisht e ka gjithnjë parasysh, nuk e harron, e ka vath në vesh. Unaza vjetore rrathë në trungun e një druri të prerë për së gjeri, që tregojnë moshën e tij.
UNAZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve UNAZOJ, UNAZOHET. *Unazimi i degëve (i rrushit). Unazimi i shpendëve.*
UNAZOHET. *Pës. e* UNAZOJ.

UNAZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I heq një rrip lëkure një dege ose një bisku, duke e prerë rreth e rreth. *Unazoj degët (filizat, lastarët).*
2. I vë një unazë në këmbë një shpendi për ta njohur a për ta dalluar nga të tjerët. *Unazon shpendët (zogjtë).*
UNAZOR,~E *mb.* 1. Që ka trajtën e një unaze, që është si unazë; që përbëhet prej unazash. *Bërthamë(qettzë) unazore. Pllakë unazore. Sipërfaqe unazore. Mbështjellje unazore. Kalbëzim unazor* sëmundje që prish kokrrat e patates duke i kalbur rreth e rreth.
2. *zool.* Që e ka trupin të përbërë prej unazash (për disa krimba, kandrra e disa kafshë të tjera). *Krimb unazor* krimbi i shiut. *Flutur unazore. Bark unazor.*
UNAZORE,~JA *sh.* ~E, ~ET 200. Flutur me krahë dhe me trup zakonisht në ngjyrë të verdhë, që dëmton pemët, sidornos mollën dhe dardhën. *Una-zorja e pemëve.*
UNAZORË,~T *m. vet. sh. zoo!.* Lloj krimbash që e kanë trupin të përbërë prej unazash, krimba una-zorë.
UND,~I *m.* 1. Ushqim që ndodhet në plëndësin e bagëtisë.
2. Diçka e thërrmuar a e shtypur. *V be und druri.*
UNË *(dhan., kallëz.* MUA, *tr. e shkurt.* ME; *rrjedh.* MEJE,) *vetor.* 1. Përdoret nga ai që flet a që shkruan për veten. *Unë vetë* pikërisht unë. *Unë dhe ti. As ti as unë. Unë fola. Unë e njoftova. Vetëm unë isha. Do të shkoj edhe unë. E di unë. E presin nga unë. Me vjen keq. Me lajmëruan. S'më takon mua. S'më kuj-tohet. Ç'ke me mua? S'është as për mua as për ty. Këtë e ka prej meje.*
*2. si em. m.* UNI. Tërësia e tipareve që përbëjnë thelbin e njeriut si individ i caktuar dhe për të cilat ai është i vetëdijshëm, qenia e vet, vetvetja në botën që e rrethon njeriun; *let., art.* veçoritë e botës së kri-juesit, të shprehura në vepër; *filoz.* subjekti; *keq.* tërësia e vetive të një njeriu, të cilat ai përpiqet ti vërë në dukje në çdo kohë e me çdo kusht, vetja; bota e ngushtë e dëshirave dhe e interesave vetjake të një njeriu, të cilën ai kërkon ta vërë mbi çdo gjë tjetër. mbi interesin e përgjithshëm. *Uni poetik (lirik). Fryma e unit. Ngre krye (nxjerr kokë) uni. Shpreh unin e vet. Flet uni. Vë (nxjerr) përpara unin. E bren (e pengon) uni. S'e lë uni. E mposhti (e mundi) unin.*
UNGJ,~I *m. sh.* ~ËR, ~ËRIT. Vëllai i babait ose i nënës (kundrejt nipit a mbesës), xhaxha, dajë. *E kam ungj. Do të shkoj lek im ungj. E rriti i ungji.*
UNGJILL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË. 1. *fet.* Secili nga katër librat e pjesës së dytë të bibles, të ashtuquaj-tur "Dhiata e re", si edhe çdo libër'tjetër i ngjashëm me ta, ku tregohen legjendat, mitet e trillimet për lindjen e përhapjen e krishterimit dhe jepen elementet themelore të dogmës së krishterë; pjesë nga katër librat e "Dhiatës së re" që lexohet gjatë meshes në kishë (në vendet ku vepron kisha e krishterë). *Katër ungjijtë. Përrallat e ungjillit. Me ungjill e me shpatë. Nuk i besonin ungjillit. Betoheshin mbi ungjill. I dogjën ungjijtë.*
*2. fig. keq.* Vepër a teori që mbahet si bazë ideo-logjike, si dogmë për një veprimtari politike, shoqërore, kulturore etj.
UNGJILLËZIM,~I *m. fet.* Veprimi dhe rrje-dhimi i tij sipas kuptimit të foljes UNGJILLËZOJ.
UNGJJIXËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *fet.* Pre-dikoj dogmën e ungjillit me qëllim që t'i kthej në fenë e krishterë popullsitë jo të krishtera, përhap krishterimin.
LNGJILLOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* 1. Secili prej atyre që, sipas trillimeve të kishës së krishterë, mbahen se kanë hartuar librat e ungjillit.
2. Pjesëtar i një sekti të krishterë, që e mbështet dogmën dhe veprimtarinë e vet drejtpërdrejt në legjendat e ungjillit.
UNGJILLOR,~E *mb. fet.* Që ka të bëjë me un-gjillin, që i përket ungjillit, i ungjillit; që mbështetet tek ungjilli, që ka frymën e ungjillit, që pajtohet me ungjillin. *Pjesë ungjillore. Predikues ungjillor. Moral ungjillor.*
UNGJILLTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Ungjillor.
UNIFIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve UNIFIKOJ, UNIFIKO-
HET. *Unifikimi i programeve (i planeve). Unifikimi i çmime\e (i normave). Unifikimi i arsimit. Unifikimi i organizatave. Kongresi i unifikimit.*
UNIFKOHET *libr. Pës. e* UNIFIKOJ.
UNIFTKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. *shih* NJË-SOJ. *Unifikuan programet (normal).*
*2. shih* BASHKOJ3. *Unifikoi organizatat.*
UNIFIKUAR (i,e) *mb. libr.* 1. *shih* NJËSUAR (i,e). *Norma të unifikuara. Çmime të unifikuara. Shkolla e unifikuar.*
2. *shih* BASHKUAR (i,e) 3.
UNIFORM,~E *mb. libr.* 1. *shih* NJËTRAJTSHËM (i), ~ME (e). *Lëvizje uniforme. Dridhje uniforme. Prerje uniforme. Shpërndarje uniforme. Tharje (ngrohje) uniforme.*
2. Që bëhet a është njësoj sipas një gjedheje, i njëjtë. *Veshje uniforme. Në mënyrë uniforme.*
UNIFORMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Veshje e prerë dhe e qepur njësoj po prej asaj cohe a pëlhure, që mbahet nga të gjithë ushtarakët e një arme të caktuar. *Uniforme ushtarake. Uniforme dimërore (verore). Uniforma e re (e vjetër). Uniforme e gjelbër (e kaltër). Uniforma e ushtarit (e detarit, e kufitarit). Uniforma e oficerit (e policit). Dorëzoi (la) uniformën* u largua nga shërbimi ushtarak.
2. Veshje e njëjtë për njerëz që bëjnë po atë punë a shërbim ose që merren më të njëjtën veprimtari të organizuar. *Uniforme shkollore. Uniforme sportive. Uniforma e nxënësit (e postierit). Uniforma e puno-njësve të hekurudhës (të hoteleve). Uniforma e shitësve. U pajisën me uniforme.*
UNIK,~E *mb.* 1. Që është vetëm një, që s'ka tjetër të ngjashëm me të; që takohet shumë rrallë; i vetëm. *Rast unik.*
*2.* Që është një për të gjithë, i njëjtë; i njësuar; njësor. *Plan unik. Norma unike. Çmime unike. Gjuhë unike. Mendim unik. Vullnet unik.*
3. Që del nga shkrirja e pjesëve përbërëse në një njësi të vetme, që përbën një të tërë të pandarë, i bashkuar. *Front unik. Shtet unik. Parti unike.*
4. Që është përqendruar nën një drejtim të vetëm, i vetëm. *Drejtim unik. Udhëheqje unike. Komandë unike.*
*ir* Orar unik orar pune pa ndërprerje në mes, pa pushimin e drekës. Shkollë unike *vjet.* shkollë shtatëvjeçare e arsimit të detyrueshëm.
UNITET,~I *m.* 1. Bashkim i forte dhe i panda-shëm; gjendje në të cilën diçka përbën një të tërë të vetme e të pandarë, që mbështetet në tiparet, pikë-pamjet, qëllimet e interesat e përbashkëta; njësi.*Unitet i pathyeskëm (i çeliktë). Uniteti kombëtar. Unitet ideologjik (politik). Uniteti i proletariatit. Uniteti i Partisë. Uniteti i popullit*

*(i vendit). Uniteti i radhëve. Uniteti i lëvizjes. Forca e unitetit. Ruajnë (forcojnë) unitetin. Prish (dëmton, cenon) unitetim Mungon uniteti.*
*2.* Lidhje e ngushtë në një të tërë të vetme; të qe-nët një i vetëm, me pjesët të lidhura pa copëzim dhe p^ kundërti me njëra-tjetrën. *Uniteti i veprës. Uniteti iibotës. filoz. Uniteti i formes me përmbajtjen. Uniteti i teorisë me praktikën. Uniteti i gjuhës me mendimin. liigji i unitetit dhe i luftës së të kundërtave.*
3. Përputhje e plotë e anëve të ndryshme, ngjash-rriëri e plotë, bashkësi, njësi. *Unitet i plotë. Uniteti i pikëpamjeve. Uniteti i interesave. Uniteti i mendimit dhe i veprimit.*
*4.* Përqendrim i diçkaje në një vend, në një dorë të vetme ose brenda po atyre caqeve. *Uniteti i koma-ndës. Uniteti i drejtimit. Uniteti i kohës dhe i vendit. art.*
5. Njësi bazë për të matur diçka, njësi. *Në (per) unitet hamullor.*
UNIVERS,~I *m. libr. shih* GJITHËSI,~A,.
*Studimi i universit. Nënshtrimi i universit.*
UNIVERSAL,~E *mb.* 1. Që përfshin gjithçka pa përjashtim, që ka të bëjë me gjithçka, i përgjithshëm, i gjithësishëm. *Ligj universal. Lidhje universale. Shken-cë universale. Tërheqja universale* tërheqja e trupave të gjithësisë nga njëri-tjetri. *Sistem universal.*
2. Që ka vlerë të njëjtë për të gjithë, që ka rëndësi për të gjithë botën, botëror. *Përvojë (e vërtetë) universale. Me rëndësi (me vlerë) universale. Kthesë universale. Forca universale e ideve.*
3. *spec.* Që kryen shumë punë ose veprime, që mund të përdoret për çdo punë ose në çdo vend. *Ma-kinë universale. Mulli universal. Gërshërë universale. Mjet universal. Çelës universal.*
4. Që është i aftë për të rrokur e për të kuptuar gjithçka, që ka njohuri të gjera për çdo fushë, i gjith-anshëm. *Njeri universal. Mendje universale.*
• Magazine universale *shih te* MA-GAZINË,~A 2-
UNIVERSALIZIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve UNIVERSALIZOJ, UNIVERSA-
LIZOHET. *Universalizimi i një doktrine. Universalizi-mi i metodave.*
UNIVERSALIZOHET *vetv. libr.* 1. Përhapet në m^nyrë të gjithanshme, bëhet i përgjithshëm. *Uni-vërsalizohet një doktrine. Universalizohen metodat.*
2. *Pës. e* UNIVERSALIZOJ.
UNIVERSALIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* I jap karakter të përgjithshëm diçkaje; e bëj të për-gjithshme, e përhap për të gjithë ose kudo. *univer-safizoi metodat. E universalizon ndjenjën e patriotizmit.*
UNIVERSIADË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndeshje dhe lojëra sportive, që zhvillohen midis studentëve të: shkollave të larta. *Garat (ndeshjet, lojërat) e uni-versiadës. Programi i universiadës. U zhvillua një uni-versiadë. Marrin pjesë në universiadë.*
UNIVERSITAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ndjek mësimet në universitet, student i universitetit. *Uni-versitar i ditës (i mbrëmjes). Brigada e universitarëve. Godinat e universitarëve.*
UNIVERSITAR,~E *mb.* 1. Që lidhet me univer-sitetin, që i përket universitetit, i universitetit; që bëhet në universitet. *Rinia universitare. Qendër uni-versitare. Ndërtesë universitare. Bibliotekë universitare. Programet universitare. Tekst universitar. Studimet universitare. Botime universitare.*
2. Që lidhet me universitarët, që ka të bëjë me uni-versitarët, i universitarëve. *Qytet universitar. Kam-pionat universitar.*
UNIVERSITARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* UNIVERSITAR,~I.
UNIVERSITET, ~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Shkollë e lartë që përfshin shumë fakultete, ku përgatiten specialistë për degë të ndryshme të shkencave sho-qërore, natyrore e teknike dhe bëhen kërkime e stu-dime shkencore; *përmb. bised...* studentët dhe puno-njësit që bëjnë pjesë në të; ndërtesa e kësaj shkolle. *Universiteti shtetëror. Universiteti i Tiranës. Fakul-tetet (degët) e universitetit. Filialet e universitetit. Studentët (pedagogët, punonjësit) e universitetit. Di-plomë universiteti. Godina e universitetit. Sallat (au-ditoret) e universitetit. Laboratorët e universitetit. Mbaroi (kreu) universitetin. Hyri (u regjistrua) në universitet. Parakaloi universiteti.*
2. Shkollë pa shkëputje nga puna që shërben për thellimin e përgatitjes arsimore dhe për zgjerimin e njohurive shkencore, politike etj. të masave puno-njëse; forme e veçantë që përdoret nga radioja e nga shtypi për të përhapur në masat e gjera njohuritë politike, shkencore, teknike etj. *Universiteti popullor i radios.*
UNZË,~A Urthi i të lashtave. *ra unza.*
UNZOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. I bie urthi, e zë sëmundja e urthit. *Unzohet gruri.*
UPRI,~A . *hist.* 1. Grup fshatarësh që shkonin për të ndihmuar falas në punët bujqësore ndonjërin prej bashkëfshatarëve të tyre. *Shkonte upria. E ndih-moi (e shpëtoi) upria. Kishte uprinë atë ditë. I kishte ardhur upria.*
2. Ndihma që i jepte ky grup fshatarësh një tjetri.
URAGAN,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. *meteor.* Erë shumë e fuqishme dhe e shpejtë që lëviz si vorbull ajri dhe që shoqërohet me kohë të keqe e reshje të shumta; stuhi e mad he me erë dhe me shi. *Uragan i forte. Qendra e uraganit. Si uragan i fuqishëm.*
*2. fig.* Lëvizje e fuqishme, që merr përpara çdo gjë, stuhi shoqërore. *Uragani i revolucionit.*
URAN,~I *m. shih* URANIUM, ~I.
URANIUM, ~I *m. kim.* Metal shumë i rëndë, me ngjyrë të bardhë si të argjendit, që ka veti radioaktive dhe përdoret për të përftuar energji bërthamore *(sim-boli \J). Uranium natyror (i pasuruar). Mineral ura-niumi. Përdorimi i uraniumit.*
URANOR,~E *mb. kim.* Që ka të bëjë me uraniu-min; që përmban uranium. *Rrezatim uranor.*
URATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Prift, uratë.
URATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *fet.* Lutje në të cilën prifti shprehte disa dëshira për besimtarët sipas paragjykimeve fetare. *Thoshte (mërmëriste) një uratë. S'bëhet vreshti me urata, po me shata e me lopata. fj.u.*
*2. bised.* Fjalë a shprehje që i thotë prindi fëmijëspër t'i shkuar mbarë çdo gjë kur ndahet ose largohet, bekim; fjalë a shprehje falënderimi e mirënjohjeje për diçka. *Vrata e nënës (e babait, e gjyshit). Mori uratën, Kërkoi uratën. I dha uratën. Ka uratën e prin-dit. Paç uratën! ur. Ju paste lënë uratën!* përdoret për të ngushëlluar fëmijët, kur vdes një prind, za-konisht i moshuar.
3. *vet. nj. m. bised., vjel.* Prift. *Përqeshnin uratën. Talleshin me uratën.*

4. *vet. sh.* Varg rruazash si tespihe që përdoreshin nga besimtarët katolikë kur thoshin ndonjë lutje në kishë a gjetiu. *Bleu një pale urata. lu këputën uratat.*
*k* Na la Uratën a) vdiq; b) *iron,* u prish fare, humbi diçka. E mori ferra uratën *shin te* FERRË,~A. Har-dhia e bën rrushin, ferra men- uratën *fj. u. shin te* HAR-DHI,~A.
URATIM,~I *m. vjet.* Bekim. *Mori uratimin. I dha uratimin.*
URATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *vjet.* I jap uratën, bekoj. *Uratoi të birin.*
URATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. *fet.* Libër që përmban uratat e ndryshme të cilat thuhen në kishë ose në shërbime fetare jashtë kishës përveç meshes (në vendet ku vepron kisha e krishterë).
2. Vend i posaçëm ku zakonisht falej e thoshte uratat prifti.
URBAN,~E *mb. shih* QYTETOR,~E. *Autobus urban. Shërbimi (transporti) urban. Rrjeli urban.*
URBANIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në fushën e urbanistikës. *Punon si urbanist.*
URBANISTIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me urbanis-tikën, i urbanistikës. *Plan urbanistik. Studime urba-nistike. Ndërtime urbanistike. Nga pikëpamja urbanis-tike.*
URBANISTIKË,~A . 1. Teoria dhe praktika e ndërtimit dhe e rregullimit të qyteteve sipas një plani të caktuar, me synime të afërta e të largëta, për të krijuar kushte të përshtatshme për jetesë dhe për punë në përputhje me kërkesat e sistemit ekonomik e shoqëror. *Urbanistika socialiste. Detyrat (problemet) e urbanistikës. Zhvillimi i urbanistikës. Drejtoria (:yraj c urbanistikës.*
2. Sistemi i ndërtimit dhe i rregullimit të një qy-teti. *Vrbanistika e qytetit.*
URBANIZËM,~MI *m. shih* URBANISTIK Ë,
~A i. *Problemet e urbanizmit. Zhvillimi i urbanizmit.*
URBANIZIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve URBANIZOJ, URBANIZOHET. *Zhvillimi i urbanizimit.*
URBANIZOHET. *Pës. e* URBANIZOJ.
URBANIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I jap një
qendre të banuar tiparet e një qyteti, e kthcj në qytet; rregulloj një qytet ose një qendër të banuar sipas një plani të caktuar për të krijuar kushte më të mira për jetesë e për punë.
URDHËR,~RI i *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Porosi me gojë ose me shkrim që jepet nga një organ me i lartë a nga një përfaqësues i tij, nga një epror etj. dhe që duhet zbatuar pa kundërshtim; letra ku është shkruar kjo porosi. *Vrdhër i prerë (i rreptë, i padis-kutueshëm). Urdhër i drejtë (i padrejtë). Vrdhër i*
*ministrisë (i komitetit ekzekutiv, i kryesisë, i drejtorisë). Vrdhër i ministrit (i kryetarit, i drejtorit, i përgjegjësit). Mori urdhër* e urdhëruan. *Jap urdhër* urdhëroj. *Bëri urdhër. bised.* urdhëroi. *Zbaton urdhrin. Shkel (thyen) urdhrin. Pres urdhër. Lëshoi një urdhër. Kam urdhër* jam urdhëruar. *Sipas urdhrit të dikujt. Me urdhër t ë dikujt. Jam nën urdhrat e dikujt* jam i gatshëm të zbatoj çdo gjë që me ngarkohet nga dikush.
2. *usht.* Detyra ose tërësia e detyrave që jep ko-manda a komandanti, të cilat duhet të kryhen nga vartësit pa asnjë kundërshtim; letra ku janë shënuar këto detyra. *Urdhri luftarak (i luftimit)* tërësia e detyrave, që përcakton komandanti për të bërë një be-tejë. *Vrdhri i komandës. Vrdhri i mësymjes. Vrdhër dite. Zbaton urdhrin.*

3. Shkresë zyrtare, që i jepet dikujt për të filluar një punë. *Urdhër pune.*
• Me urdhër të peshkut *iron, shih te* PESHK,~U.
URDHËR,~RI ii *m.sh.* ~RA, ~RAT. 1. Bashkësi e mbyilur fetare në gjirin e kishës katolikë, anëtaiët e së cilës jetojnë sipas dogmave të veçanta, sipas disa rregullave e shkallëzimeve të rrepta dhe zhvillojnë një veprimtari reaksionare të organizuar në shumë vende. *Urdhri i jezuitëve (i françeskanëxe, i domeni-kanëve) Anëtar (pjesëtar) i urdhrit. Hyri në një itr-dhër. I përket një urdhri.*
2. *hist.* Bashkësi ushtarako-fetare në mesjetë, e krijuar nga shtetet fcudale e nga papa për qcllime pushtuese e grabitqare. *Urdhri teuton. Urdhri i kryq-tarëve.*
LRDHËR,~Rlin *m. sh.* ~RA, ~RAT. Shsnjë e lartë nderi, që i jepot një kolektivi a një nj;:iu nga shteti për merita të veçanta no pane ose për vepra trimërie. guximi e heroizmi në luflc. *Urdhër i lartë. Urdhër pune. Urdhër lufte. Urdhri i Flamurit. Urdhri i Lirisë Urdhri i Skënderbeut. Urdhri i Punës i Klasit të Pare. Urdhri "Ylli Partizan". Urdhri* "Pt> *veprimtari patriotike". Urdhri "Për mbrojtjcn e Atdheut So-cialist". Urdhri ".Flamuri i Kuq i PunëS'>. Urdhri v,Naiin Frashëri". Urdhri "Lavdi Nënëi". U dekorua me urdhër. Mban urdhrin e... U dhanë urdhra e mcdalje.*
URDHËRATË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Porosi që i jepet dikujt për të bërë pune e shërbime të vogla në shtëpi etj. *V be për urdhëratë. E kishte për urdhëratë.*
2. Urdhëratës.
URDHËRATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* 1. Ai që mbahej për punë e shërbime të vogla shtëpiake etj.; secili nga pjesëtarët e familjes që ishte në moshë më të re se të tjerët dhe që kryente punë të vogla në shtëpi sipas urdhrave e porosive të më të moshuarve. *Fëmijët ishin urdhëratës.*
2. Ai që është nën urdhrat e të tjerëve, ai që zbaton urdhrat e të tjerëve dhe vetë s'ka gjë në dorë. *Ç'thoshte gjykatësi, bënte urdhëratësi.*
URDHËRDERDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *fin.* Dokument ku shënohen të hollat që derdhen në ban-kë, në arkë ose për një llogari. *Plotësoi (mbushi) urdhër-derdhjen. Dërgoi urdhërderdhjen.*
URDHËRDORËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fin.* Dokument që dëshmon dorëzimin e një malli, të një materiali etj. *Mori (nisi) urdhërdorëzimin. Nënshkroi urdhërdorëzimin.*URDHËRDHËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që
jep një urdhër; ai që lëshon një urdhër.
2. *keq.* Njeri që drejton vetëtn me anë të urdhrave. *Kthehet në urdhërdhënës.*
URDHËRDHËNËS,~E *mb. drejt.* Që ka të drej-tën të jape ose të lëshojë një urdhër. *Organ urdhërdhënës.*
URDHËRESË,~A *sh.* ~A, ~AT. Vendim që lëshohet nga organet e pushtetit ekzekutiv dhe që përmban urdhra dhe rregulla për zbatimin e ligjeve në fuqi; shkresa që përmban këtë vendim: *Urdhëresë e \re (e posaçme). Urdhëresë e Qeverisë. Urdhëresë e ministrisë. Nxori (lëshoi) një urdhëresë. Zbaton urdhë-resën.*
URDHËRIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të fojjeve URDHËROJ1( 2, URDHËROHEM.
*2. sh.* ~E, ~ET. *shih* URDHËR,~RI i,. URDHËRNGARKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fin.*

Dokument që lëshohet për të shoqëruar një mall, i cili duhet të bartet dhe t'i jepet dikujt në dorëzim. *Mbushi (nënshkroi) urdhërngarkimin.*
URDHËRO,~NI *pasth.* 1. Përdoret kur i përgji-gjemi me mirësjellje e me nderim dikujt që na thërret ose që na kërkon diçka; përdoret kur kërkojmë që të na përsëritet diçka, të cilën nuk e kemi dëgjuar mirë.
*if.* Përdoret kur i drejtohemi dikujt me mirësjellje e me nderim për ta ftuar të bëjë diçka ose të marrë diçka. *Urdhëro ulu! Urdhëro fol! Urdhëro librin (të hollat). Urdhëroni një kafe.*
3. *iron.* Përdoret kur i drejtohemi dikujt për të shprehur pakënaqësinë për diçka që nuk mund të bëhet me ose që dihej se ashtu do të përfundonte. *Urdhëro të lutem! Urdhëro gjej vend tani!*
URDHËROHEM. *Pës. e* URDHËROJ $_{U2}$. *Është urdhëruar nga komandanti (nga përgjegjësi).*
URDHËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Jap një
urdhër; kërkoj të bëhet diçka sipas një urdhri. *Urdhë' roi vartësit. Urdhërojnë nga lart. E urdhëroi të nisej (të fillonte punën...).*
*2. bised.* Jam në gjendje ta drejtoj diçka a dike ose ta bëj të lëvizë a të veprojë sipas vullnetit tim. *urdhëron këmbët (duart, trupin). S'e urdhëroj dot makinën. S'i urdhëron dot fëmijët. S'e urdhëron dot veten.*
3. *jokal.* Vij te dikush (përdoret zakonisht kur i drejtohemi dikujt me nderim për ta ftuar të vijë diku). *Urdhëroni brenda (këtej) ! Na urdhëroni për darkë (për dasmë, për vizitë)! Na urdhëroni nga shtëpia! Na urdhëro sontef Pse s'na urdhëro ve? Sonte do të urdhëroni nga \ne. Mirë se na urdhërove! ur.*
4. *jokal. bised.* Dëshiroj, dua (kur i drejtohemi dikujt me nderim). *Çfarë urdhëroni? Si të urdhëroni. Urdhër uat gjë?*
5. *si pj.* Përdoret (e shoqëruar me ndajfoljen “si”) kur i drejtohemi dikujt me mirësjellje e me nderim për të pohuar diçka, për të shprehur miratimin a pël-qimin e plotë për ato që na thotë dikush ose për të shprehur gatishmërinë për atë që na ngarkohet. *Si urdhëron, unë e bëra. Si urdhëron, ashtu është. Si urdhëron, po nisem. Si urdhëron! usht.* përgjigje që i jep v&rtësi eprorit, për të treguar se e ka marrë një.urdhër dhe do ta zbatojë.
URDHËROR,~E *mb.* Që shpreh një urdhër, që përmban në vetvete një urdhër. *Fjali urdhërore. gjuh.* lloj fjalie që kumton një urdhër, një kërkesë ose një lutje (p.sh. Nisu sa me pare! Mos u vono!).
Mënyra urdhërore *gjuh.* mënyra e fol-jeve që shpreh një urdhër, një kërkesë ose një lutje.
URDHËRORE,~JA . *gjuh.* Mënyra urdhërore. *Trajtat e urdhërores.*
URDHËRPAGESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *fin.* Dokument zyrtar, që i dërgohet arkës ose bankës nga një ndërmarrje a institucion për t'i paguar dikujt një shumë të hollash.
URDHËRPOROSI,~A *sh.* ~, ~TË *ek.* Shkresë zyrtare, që i dërgohet një ndërmarrjeje prodhimi a grumbullimi, ku shënohen lloji i mallit, sasia, cilësia dhe koha kur ai duhet të përgatitet ose shërbimi që kërkohet. *Urdhërporositë e eksportit. Prodhon sipas urdhërporosisë.*
URDHËRSHËRBIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fin.* Fletë e posaçme më të cilën pajiset një punonjës i një institucioni a ndërmarrjeje kur shkon me shërbim zyrtar jashtë rrethit ose qytetit ku punon.
URDHËRUAR (i,e) *mb.* I. Që është urdhëruar për diçka, që ka marrë urdhër nga dikush. *Është i urdhëruar ta bëjë.*
*2.* Që plotëson me gatishmëri çdo urdhër a porosi, i dëgjueshëm. *Është djalë i urdhëruar.*
URDHËRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që jep a që lëshon një urdhër; ai që urdhëron për një veprim zyrtar.
URDHËRUES,~E *mb.* 1. Që ka ose që përmban një urdhër, që urdhëron për diçka. *Letër urdhëruese. Dokument urdhërues.*
*2.* Që shpreh një urdhër të prerë; që shpreh një nevojë a kërkesë të domosdoshme. *Me zë (me ton) urdhërues. Vështrim urdhërues. Në mënyrë urdhëruese.*
URDHËRXHIRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fin.* Dokument që lëshohet për të shlyer një llogari nëpërmjet bankës pa të holla në dorë. *Nisi urdhërxhirimin.*
URDHJE,~A *mjek.* Sëmundje lëkure, që shfa-qet me shumë te fëmijët, me rrathë të vegjël puçrri-zash të kuqërreme e të leskëruara sidomos nëpër duar, në fytyrë e në qafë; shpërgëti. *doli urdhja. E zuri (i ra) urdhja. I kruhen duart nga urdhja.*
•*k* Bar urdhjeje *bot.* rrushqyqe.
URE,~JA . Lëndë organike që përmban azot, e cila përftohet në lëngjet e organizmit të njeriut e të kafshëve dhe nxirret jashtë me ujët e hollë; një lëndë e tillë e prodhuar në mënyrë sintetike, që përdoret si pleh kimjk dhe për përgatitjen e barnave e të Iën-dëve plastike. *Ure sintetike. Ureja në gjak. Nxjerrja e uresë. Prodhimi i uresë. Uzina e uresë.*
UREKTH,~I *m. veter.* Sëmundje e kafshëve, nga e cila u mbushen me qelb zgavrat e trupit. *ra urekthi.*
URENJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bërshen. UREZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* URËZ,~A $1_2$-
URË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. I. Ndërtim prej druri, guri ose metali, që lidh dy anë të një lumi, të një përroi etj. dhe që shërben për të kaluar mbi të njerfa, kafshë e mjete transport!. *Urë e gjatë (e gjerë). Urëe lartë (e ulët). Urë e drunjtë (e hekurt). Vrë e varur. Urë e vjetër. Urë e prishur. Urë lëvizëse (ngritëse). Urë hekurudhore. Urë lundruese. Urë guri (betoni). Urë me këmbë (pa këmbëj. Urë me qemer. Harku i urës. Këmbët e urës. Parmakët e urës. Ndërtoi një urë. Kaloi mbi urë (nën urë). Kur s'ka urë, edhe vau ëshlë i mirë. fj. u.*
2. Diçka në trajtë të një harku, që shërben për të lidhur dy pjesë ose si mbështetëse. *Ura e syzeve. Ura e vinçit. Ura e violinës. Ura e supit. anat.* heqësi. *Ura e këmbës. anat.* pjesa e thelluar e shputës së këmbës. *Urë dhëmbësh* pllakë e posaçme që mban dhëmbët e vënë duke u lidhur nga të dyja anët me dy dhëmbët e shëndoshë.
3. *fig.* Shteg që hapet duke kapërcyer mbi pengesat a kundërtitë ndërmjet dy anëve për të kaluar më tej ose për të arritur diçka tjetër; diçka që lidh dy anë. *Ura ideologjike (ekonomike). Urë kalimi. Urë lidhjeje. Urë pajtimi. I këputi (i preu) urat me dike. Hodhi një urë.*
4. *sport.* Përkulja që merr trupi kur mbështetemi me duar prapa (në gjimnastikë); përkulja që merr trupi kur mbështetemi mbi këmbë e qafë (në mundje). *Bëri urën. Kaloi në urë.*
5. *tek.* Pjesa e shtratit të automobilit ose të trak-torit ku është vendosur mekanizmi për ta kaluar lë-vizjen te rrotat. *Ura e përparme (e pasme) e automobilit.*
*6. spec.* Kullë në anije ose në disa makina, e cila ka një shesh të vogël ku qëndrojnë për të vrojtuar ose për të drejtuar. *Ura e anijes. Ura e komandimit.*

7. *shih* URËZ,~A i i,2. *Ura e parmendës.*
8. *shih* KULMAR,~I. *Ura e çatisë.*
• Me urë e pa urë më të gjitha mënyrat e mjetet; me çdo kusht. I bëhet urë (urë e vig) *dikujt* përulet, nënshtrohet përpara dikujt dhe e lejon të bëjë ç'të dojë. Urë pa qemer *shih te* QEMER,~I. S'bëhet urë me gëzhdalla *fj. u.* çdo gjë ka nevojë për mjetin ose për mënyrën e vet që të bëhet. U be urë e gurë u robtua në punë, u përpoq më të gjitha fuqitë për të përba-lluar vështirësitë e jetës e për të fituar diçka. Është ende (akoma, hala) tek ura *iron,* i thuhet dikujt që nuk ka ndryshuar fare, që ka ngelur më të vjetrën a ka ngelur prapa nga të tjerët ose dikujt që nuk ka marrë vesh se ç'bëhet përreth, që është në bisht të situates. Është këmbëza e urës është njeri shumë i prapë, njeri që hap gjithmonë telashe. Mbeti në bisbt të urës (te bisbti i urës) nuk eci me hapin e kohës, mbeti prapa. Nuk i shkoi kali (gomari) në urë (në udhë) edhe *poh. shih tek* UDHË,~A. Një here sbkoi lepuri mbi urë edhe *iron,* thuhet për një veprim që ndodh rrallë ose që nuk përsëritet me. Urë ajrore vijë nëpër të cilën kalojnë për një kohë pa ndërprerje aeroplane nga një pike në tjetrën për qëllime të veçanta.
URË,~A ii . *sh.* ~Ë, ~ËT. Cope druri, kopaçe që është e ndezur ose që vazhdon të digjet në zjarr. *Urë e ndezur. Urët e zjarrit. Afroj (shtyj) urët. Shkrep urët. E ndezi me urë. U bëfsh urë e zezë! mallk.*
-*k* Luan urët *shih te* LUAJ. Shkund urët *shih te* SHKUND. Shtyn (trazon, ngacmon) urët bëhet shkak që të acarohet më tej një grindje, një mosmarrëveshje, i nxit nga prapa krahëve të tjerët që të grinden, fut spicat. U be urë e zezë a) u nxi tepër; b) u mërzit e u dëshpërua jashtë mase, u pikëllua. Është urë e pashuar është i fshehtë, thëngjill i mbuluar. Vjen (kalon) me urë (me pishë) në dorë djeg e shkreton ç'gjen
përpara. Shkurti shkurton urët *fj. u. shih te* SHKURTOJ.
URËKALIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Hallkë e ndër-rnjetme për të kaluar më tej ose për të arritur diçka. *Shërben si wrëkalim.*
URËS ~I *m. sh.* ~, ~IT. Gur i gjatë ku mbësh-teten urët e zjarrit në vatër; hekur me këmbëza që vihet në oxhak për të mbajtur lart urët e zjarrit, demir-oxhak.
URËT (i,e) *mb.* 1. I uritur. 2. *fig.* I etur për arsim e dije.
URËTOHEM *vetv.* Me merr uria, me vjen uri, uritem.
URËTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kam uri, jam i uritur. 2. *fig.* Kam etje për diçka.
URËTUAR (i,e) *mb.* Që e ka marrë uria, i uritur. *Ujk i urëtuar. I shin të urëtuar.*
URËZ,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e poshtme e parmendës, e cila mbështetet në tokë.
2. Druja e poshtme e zgjedhës së qeve.
3. Pjesë e qerres, mbi shtizën a boshtin, që lidhet me zgjedhën.
4. *shih* KULAR,~I i.
URËZ,~A n . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Vendi përballë këmbëzës, ku vihej baruti (tek armët e vjetra me zjarr).
URËZAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Unak; urës. *Urëzakët e vatrëI.*
URGUS *kal,* ~A, ~UR *bised.* 1. *vet. vela III.* Të fryn barkun, të rëndon shumë në stomak (për ushqimin e tepërt ose të dëmshëm). *Na urgusën këta fiq. Jonxha e njomë e urgus bagëtinë.*
*2. fig.* E mërzit tepër dike, e bëj që të humbasë durimin, e fryj, e ënjt. *Mjaft na urguse!*
3. E rrah shumë. *E urgusi mirë.*
URGUSEM *vetv. bised.* 1. Me rëndohet, me fryhet barku (stomaku) nga të ngrënët a të pirët e tepërt ose nga një ushqim i dëmshëm.
2. *fig.* Mërzitem tepër nga dikush a diçka, fryhem, ënjtem.
URGUSJE,~A . *bised.* Veprimi sipas kuptimit 1 të foljes URGUS dhe kuptimit 1 të foljes URGU-SEM.
URGJENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Nevojë shumë e ngutshme dhe e domosdoshme; të qenët i ngutshëm; ngut. *Punë me urgjencë. E çoi (e dërgoi, e nisi) me urgjencë. E kërkoi me urgjencë.*
*2.* Ndihmë e shpejtë që i jepet një të sëmuri të sapoardhur; *bised.* vendi a salla ku jepet ndihma e shpejtë. *Mjeku i urgjencës. Salla e urgjencës. Makina e urgjencës. E çoi (e shpuri) në urgjencë. Lajmëroi urgjencën.*
URGJENT,~E *mb.* Që duhet të kryhet a të zgji-dhet menjëherë dhe pa vonesë;që duhet të dërgohet shumë shpejt; i ngutshëm; që bëhet menjëherë, i menjëhershëm. *Punë (detyrë, çështje) urgjente. Nevojë urgjente. Mbledhje urgjente. Shërbim urgjent. Ndihmë urgjente. Operacion urgjent. Telegram urgjent. Është tepër urgjente. Mori masa urgjente.*URl,~A 1. Dëshirë e nevojë e theksuar që kemi për të ngrënë, ndjenja që kemi kur jemi pa ngrënë; të pangrënët për një kohë të gjatë. *Uri e madhe. Grevë urie. Kam uri. Ha me uri. Thyej (prish, shuaj) urine* ha pak, ha diçka sa për të mos e pasur barkun bosh. *vjen uri. E mori uria. Egriu uria. Tëpret urine. S'kishte uri.*
*2.* Mungesë shumë e madhe buke dhe ushqimesh në një krahinë, në një vend etj. për shkaqe të ndrysh-me; zi buke. *Uri absolute* mungesë e plotë e bukës dhe e ushqimeve. *Uria e bukës. Zhdukja e urisë. Në darën e urisë. Lufta kundër urisë. Mbretëronte uria. Ydisnin nga uria.*
3. *fig.* Dëshirë e madhe për diçka; pangopësi e madhe për diçka. *Uria e monopoleve kapitaliste. Uria e pushtimeve.*
*k* Gropa e urisë *anat. shih te* GROPË,~A$_4$.
URIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Fjalë që i thuhen dikujt për t'i shprehur një dëshirë të mirë për të ardh-men; *kryes. sh.* përgëzimet që i bëjmë dikujt në një rast. *Urimi i nënës. Urime të përzemërta. Urime për festën (për Vitin e Ri). Urime për ditëlindjen. Urime me rastin e martesës. I dërgoj (i shfaq) urimet e mia,*
J2. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve UROJ, URO-HEM. *Leter urimi. Shkoi (vjen) për urim.*
URIQ,~I *m. mjek.* Irizë, kancer. *Uriqi i zi.*
URISHËM (i), ~ME (e) *mb.* I uritur. *Është i uri-shem.*
URISHËM *ndajf.* Me uri; pa ngrënë, me barkun bosh. *Hante urishëm.*
URlSHTË,~A *sh.* ~A, ~AT. Grumbull dheu që ngre urithi kur gërmon.
URITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me merr uria, kam uri.
URlTUR (i,e) *mb.* 1. Që ka a që ndien uri; që nuk ka ngrënë; i pangopur; *kund.* i ngopur. *Fëmijë i uritur. Bishë e uritur. Ishte i uritur. Ngriheshin të uritur nga sofra.*
*2.* Që shpreh nevojën për të ngrënë, që tregon se ka uri. *Me sy të uritur.*
*3. fig.* Që ka etje të madhe për diçka, i etshëm. *uritur për punë.*

41 *si em.* URITUR, ~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që ka a që ndien uri; ai që nuk ka ngrënë për një kohë të gjatë; i varfër. *ngopuri s'e kujton të uriturin.fj.u.*

L;RlTH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* 1. Kafshë e vogël gjitare, me turi të zgjatur, me këmbët e para si ldpatë, me sy shumë të vegjël e me qime të dendura e të ndritshme, që jeton nën tokë e gërmon dheun dhe që ushqehet me kandrra. *Urithi i tokës. Vrimë urithi. Gërljion si with. I ka sytë si të urithit* nuk sheh mirë.

2. *fig. shar.* Njeri me trup shumë të vogël; mistrec. *Ik, more with!*

• Plug urith *shih te* PLUG,~Uj.

URITHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Shkurre e vogël me gjethe të ashpra e me qime, që e kanë bishtin me gjemba, me lule të verdha ose të bardha në trajtë vileje.

URJEZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Qëndisje ose thurje me vrima në një pëlhurë, azhur. *Pëlhurë me urjezë. Jastëk me urjezë. Bën urjezë.*

URLË,~A . Qumësht i zier me kripë që mbahet gjatë në nape ose në kacek; djathë kaceku, të cilit i hedhim here pas here qumësht.

URNË,~A *sh.* ~A, ~AT. Enë e posaçme ku mbahet hiri i të vdekurit. *Urnë bronzi (guri).*

UROHEM *vetv.* \. *zakon. sh.* Përgëzohemi me dike duke i shprehur njëri-tjetrit një dëshirë të mirë, përshëndetemi me dike. *Pine dhe urohen. U uruan dhe u ndanë.*

2. *Pës. e* UROJ.

UROJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I shpreh një dëshirë të mirë dikujt për të ardhmen ose me një rast, i dëshiroj diçka të mirë; përgëzoj dike me një rast. *uroj lumturi (shëndet, gëzim). I uroi mirëseardhjen. I uroi rrugë të mbarë. I uroi jetë të gjatë. I uroj ditë të bardha. I won gjithë të mirat. U won suksese (fitore) të reja. E won nga zemra. E uroi me rastin e festës (me rastin e ditëlindjes, me rastin e martesës...). I uroj Vitin e Ri.*

2. *bised.* I jap uratën; bekoj.

UROJMË,~A *sh.* ~A, ~AT *bised.* Shtyllë, furkë. *Nguli një urojmë.*

UROLOG,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mjek specialist në fushën e urologjisë.

UROLOGJI,~A . Degë e mjekësisë që merret me sëmundjet e organeve të ujit të hollë dhe me mje-kimin e tyre.

UROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Cope e vogël e një shufre çeliku, zakonisht në trajtë gjysrnërrethi, më të cilën i biem gurit të zjarrit për të nxjerrë xixa. *bie me uror. Shkrep me uror.*

*~k* Jane (shkojnë, venë) si eshka me urorin (me ma-satin) *shih tek* ESHKË,~A. Jane gur e uror *shih te* GUR,~I.

UROV,~I *m. bot.* Bimë barishtore njëvjeçare, e ngjashme me grashinën, me kërcell të shkurtër e me qime, me gjethe tek, me lule të kaltra, që bën bishtaja me fara të rrumbullakëta dhe përdoret si ushqim për kafshët. *Kokrra wovi. Bishtaja urovi. Mbjell (korr) urov. Kullot në wov. E ushqen me urov.*

*it* Ha urov vuan, heq keq. I shkojnë urov *prej dikujt* ia ka frikën dikujt, i shkojnë shtatë.

UROVlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Are e
mbjellë me urov. *Kullot në urovishtë.* 2. Kashta e urovit.

URTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr., vjet.* Plak me përvojë, që merrej si gjyqtar në një çështje, e cila shqyrtohej sipas zakoneve të malësisë.

URTË (i,e) *mb.* 1. Që rri qetë dhe nuk bën zhurmë; që sillet mirë e nuk ngacmon të tjerët; që nuk shkak-ton shqetësime e nuk sjell ngatërresa për të tjerët, që nuk u bie në qafë të tjerëve, i butë, i shtruar; i qetë. *Nxënës (fëmijë) i urtë. Vajzë e urtë. Natyrë e urtë. U be djalë i urtë.*

2. Që nuk kundërshton, që nuk bën fjalë, i bindur, i dëgjueshëm; i shtruar. *Njeri i urtë. Grua (nuse) e urtë. Qengj i urtë. Kale i urtë.*

3. Që shpreh qetësi e butësi. *Me sy të urtë. Shikim (vështrim) i urtë.*

*4.* Që ka njohuri e dije të gjera, të fituara nga per-voja e gjatë e jetës, që e njeh mirë jetën; i ditur; I mençur; që mbështetet në kuptimin dhe në njohjen e thellë të diçkaje, që mbështetet në përvojën e gjatë të jetës; i menduar dhe i peshuar mirë; i pjekur, i matur. *Plak (burrë) i urtë. Udhëheqëse e urtë. Vendim i urtë. Këshillë e urtë. Mendim i urtë. Fjalë e urtë. Punë e urtë. Politikë e urtë. Nën udhëheqjen e urtë të Partisë.*

5. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1, 2, 4 të mbiemrit. *urti nuk ngutet. Dëgjoje fjalën e të urtit!*

*ir më të* urtë në tnënyrë të qetë, të butë e të shtruar; me forcën e fjalës e të bindjes, pa zemërim e pa britma, me mirëkuptim. Fjalë e urtë *folk, shih te* FJALË,~A.

URTË *ndajf.* 1. Qetë dhe pa zhurmë, pa ngacmuar a trazuar të tjerët, pa shkaktuar shqetësime e nga-tërresa për të tjerët; me urtësi. *Rri (qëndron) urtë. Sillet urtë. E pësoi se s'rrinte urtë.*

2. Pa bërë kundërshtime, pa bërë fjalë.

*ir* Urtë e butë a) më të mirë, me urtësi e butësi; qetë dhe pa të bërtitura; b) pa u ngutur, shtruar; c) pa zhurmë e pa bujë, pa u ndier. Urtë e butë e plot tigani *fj.u. iron,* thuhet për dike që përpiqet ta ketë mirë më të gjithë, të mos i prishë marrëdhëniet me asnjeri, që t'i shkojnë mbarë punët e veta.

URTËSI,~A . 1. Sjellje e urtë dhe e shtruar, të qenët i urtë. *Sillet me urtësi. Dallohet (shquhet) për urtësi.*

2. Dije e thellë dhe e gjerë e fituar nga përvoja e gjatë e jetës; qëndrim që mbështetet në këtë dije, gjykim a veprim i matur e i peshuar mirë; mençuri; maturi, pjekuri. *Urtësia popullore. Urtësia e Partisë. Drejton (udhëheq) me urtësi. Flet (vepron) me urtësi.*

URTËSlSHT *ndajf. më të* urtë, më të mirë, me urtësi.

URTËSOHEM *vetv.* 1. Bëhem i qetë dhe i shtruar në sjellje, bëhem i urtë; zbutem. *U urtësuan fëmijët.*

*2.* Fitoj dije të thella e të gjera nga përvoja e gjatë e jetës, e njoh mirë jetën, bëhem i urtë; piqem.

URTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj që të jetë i qetë dhe i shtruar në sjellje; zbut, shtroj. *E ka ur-tësuar shkolla.*

URTI,~A . 1. Të qenët i matur në sjellje, në gjykim e në veprime; urtësi. *Urtia e popullit. Urtia e pleqve. Flet me urti. Sillet (vepron) me urti.*

2. *përmb. etnogr., vjet.* Këshilli i pleqve, që jepte mendim për një çështje, sipas përvojës dhe zakoneve të vendit; pleqësi. *E hodhën (e qitën) në urti punën.*

URTIPLOTË *mb.* Që ka shumë dije e përvojë nga jeta; që vepron duke e gjykuar e peshuar mirë çdo gjë. *Njeri (plak) urtiplotë.*

URTISHT *ndajf.* 1. Urtësisht, me urtësi. 2. Me maturi e me pjekuri.

URTISHTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Kumbull e papjekur. *dhimbte barku nga urtishtet.*

URTOHEM *vetv.* Urtësohem.

URTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të rrijë i qetë, qetësoj, urtësoj; zbut. *urtoi fëmijët.*
2. Përkëdhel, ledhatoj; e marr më të mirë. *E ur-tonte me dorë. E urton me fjalë të ëmbla.*
3. *jokal.* Tregoj dijet e njohuritë e mia përpara
të tjerëve, u jap mend të tjerëve; përpiqem ta tregoj veten se di shumë. *Rri gjithë ditën duke urtuar.*
URTYTË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dredhëz, luleshtrydhe.
URTH,~I i *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Shkurre kaca-varëse, me kërcell të bardhë në të verdhë, me gjethe gjithmonë të gjelbra e me bisht të gjatë, me lule të vogla, të verdha në të blertë, që bën kokrra të vogla sa një qiqër dhe që rritet si bimë zbukuruese. *E mbu-loi urthi. Ngjitet si urth.*
URTH,~I ii *m.* 1. Sëmundje, e cila shkatërron kallinjtë e të lashtave, duke bërë që kokrrat e tyre të zbuten e të mbushen me një pluhur të zi që mban erë të keqe. *ka rënë urthi. E prishi grurin urthi.*
2. *mjek.* Urdhje.
URTH,~I in *m.* Djegësira që ndiejmë në grykë nga thartira që vjen prej stomakut. *Me djeg urthi. I vjen urth.*
URTHORE,~T *vet. sh. bot.* Familje bimësh barishtore ose shkurresh, në të cilën hyjnë urthi e disa bimë të tjera.
URUAR (i,e) *mb. Bised.* 1. Që ka sjellje të mira, që është i mbarë dhe i dëgjueshëm. *Fëmijë i uruar.*
2. Që ka marrë uratën; që paste uratën, i bekuar. *Paç të mira, moj bijë e uruar! Qofsh i uruar!*
3. Që i ka të gjitha të mirat, i begatë. *Vend i uruar,*
4. *euf.* Që nuk është i mbarë e i pëlqyeshëm, që nuk e duam; që të mundon; që dëshirojmë të jetë i mirë e i mbarë; i bekuar. *Ky i uruar shi e prishi fare. Ajo raki e uruar e mori me qafë.*
5. *euf. Përd. em.* sipas kuptimit 4 të mbiemrit. *E do shumë të uruarin. Ç'u be, i uruari? Me këputi, i uruari. Mos andej, moj të uruar a!*
URUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që uron.
URUGUAIAN,~I *m. sh.* ~Ë, —ËT. Banor vendës i Uruguait ose ai që e ka prejardhjen nga Uruguai.
URUGUAIAN,~E *mb.* Që lidhet me Uruguain ose me uruguaianët, që është karakteristik për Uruguain ose për uruguaianët, i Uruguait ose i uruguai-anëve; që është krijuar nga uruguaianët. *Populli uru-guaian. Ekonomia uruguaianc. Kufiri uruguaian. Shte-tas uruguaian. Kultura uruguaianc Këngë (valle) uru-guaiane.*
URRA *pasth.* 1. Përdoret si thirrje luftarake kur hidhemi në sulm. *Thirrën "urra". — Urra, përpara! Urra, mbi ta!*
*2.* Përdoret si thirrje përshëndetjeje, miratimi ose gëzimi. *Urra për Partinë! Urra për Republikën! Urra për socializmin!*
3. *përd. em. f.* Thirrja për sulm ose si shenjë përshëndetjeje, miratimi a gëzimi. *Ushtoi një urra. Dë-gjohen brohoritje dhe urra. E pritën me urra.*
URREHEM *vetv.* I. *zakon. sh.* Urrejmë njëri-tjetrin, kemi urrejtje për njëri-tjetrin. *Urreheshin për vdekje.*
*2. Pës. e* URREJ. *Është për t'u urryer. Urrehen nga popujt.*
URREJ *kal.,* ~EVA, ~YER. Kam urrejtje për dike a për diçka; e kam mëri, nuk e shoh dot me sy; *kund.* dua. *Urren armikun (pushtuesin). Urren tradh-tarët. Urrej duhanin (rakinë). Urrej gënjeshtrën (tradh-tinë). I urren thashethemet. E wren me gjithë shpirt (zemër). E urren për vdekje.*
URREJTËS,~E *mb.* Që është i mbushur me urrejtje për dike a për diçka, që shpreh urrejtje. *Vështrim urrtjtës. Fry me urrejtëse. Qëndrim urrejtës.*
URREJTJE,~A Ndjenjë e forte armiqësie për dike a për diçka; dëshirë e forte për ta parë keq tjetrin. *Urrejtje e forte (e hapur, e pashuar, e pa-përmbajtur). Urrejtje e fshehtë (e vjetër). Urrejtja klasore. Urrejtja popullore. Urrejtje e tërbuar. Urrejtje shekullore. Urrejtja kundër armikut (kundër pushtuesit). Valif e urrejtjes. Kam (ndiej) urrejtje. Shpreh urrejtje. Ndez (nxit) urrejtjen. Të ngjall urrejtje. Mbushet me urrejtje. E sheh me urrejtje. Plot urrejtje.*
URREJTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që duhet të urrehet, që të ngjall urrejtje; i urryer. *Njeri i urrejt-shënf. Fytyrë e urrejtshme. Punë (vepër) e urrejtshme. Shfrytëzim i urrejtshëm. Regjim i urrejtshëm.*
URRË,~A . *bot.* Pjesë e drurit që vjen fill pas myjës ose zemrës së drurit dhe shkon gjer te barma, blanë. *Una e drurit. Urra e pishes. E ka urrën të shën-doshë. lu kalb urra.*
URRYER (i,e) *mb.* Që urrehet nga të gjithë; që të bën ta urresh, që të ngjall urrejtje. *Njeri i urryer. Fytyrë e urryer. Emër i urryer. Armik i urryer. Shfry-tëzuës i urryer. Punë (vepër) e urryer. Regjim (sistern) i urryer.*
URRYES,~E *mb.* Urrejtës. *Vështrim urryes.*
USl,~A . Erë e keqe; grahmë. *Usi e rëndë (e forte). Usia e peshkut (e plehut). Ka usi. Ka marrë usi.*
UI?TA,~I *m. sh.* ~LLARË, ~LLARËT. 1. Njeri që rrierret me një zanat a mjeshtëri, ai që ndreq dhe bën sende të përdorimit të përditshëm. *Usta i vjetër (i mirë). Ustai i këpucëve (i orëve). Veglat e ustait. Çoi këpucët tek ustai. A ndreqet kjo, usta?*
*2.* Murator. *Plumbçi i ustait. Thërriti (mori) një usta. E bënë shtëpinë me ustallarë.*
3. *vjet.* Emër më të cilin e thërriste çiraku ose she-gerti Imjeshtrin që e kishte marrë në punë dhe që i mësonte zanatin. *E ka pasur usta. E thirri ustai. E mësoi\ zanatin pa usta.*
*4. bised.* Njeri që e njeh dhe e zotëron shumë mirë mjeshjtërinë e vet, njeri i zoti dhe i aftë në punën e tij, mjeshtër. *Usta i mbaruar. Dorë ustai. Punë ustai. Është\ usta në gërshërë. E mbajnë për usta.*
5. *bised.* Njeri i shkathët e i regjur për çdo punë; njeri ftë punon me dredhi. *Është usta për këto punë.*
*-k* E bëri usta (nuse, lule, çeço) *shih te* BËJ. Ra në usta (gjeti ustanë) ndeshi me një njeri që ka dorë të forte dhe që ia shtrëngon rripat; ra me një njeri të regjur, të cilit nuk ia hedh dot. Është usta pa mistri *shih te,* MISTRI,~A.
USTALLESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised. Fem. e* USTA,~I4,5. *Është ustalleshë për këtë punë.*
USTALLËK,~U *m. bised.* 1. Mjeshtëria që ushtron ustai, Ipuna e ustait, zanat. *Di ustallëk. Mësoi (fitoi) ustallëk. I dha ustallëkun.*
2. Mjeshtëri e hollë në një punë, aftësi e lartë në një profesion etj. *Punë me ustallëk. Duhet ustallëk.*
3. *fig.* Dredhi, djallëzi. *Ia punoi me ustallëk.*
USH *pasth.* Përdoret për të nxitur gomarin që të ecë ose kur duam që ai të ndërrojë drejtimin.
USHE,~JA.5A. ~, ~TË. *shih* USHEZË,~A i,2. *Ruaj ushenë të të vijë gjahu! fj. u.*
USHEJZË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë dy-vjeçare me gjethe të dhëmbëzuara e plot me gjemba therës në majë,

me lule në ngjyrë të verdhë, që rritet në vende të thata dhe dëmton kullotat dimë-rore.

USHEZË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Kasolle e vogël që ndërton gjahtari me degë e me gjethe për t'u fshe-hur e për të pritur gjahun; pritë, pusi. *Rri (struket) në ushezë. Zuri një ushezë. Qëlloi nga usheza. Doli nga usheza.*

2. Pritë me thupra për të ndaluar ujin ose për t'i kthyer drejtimin. *Ushezë me thupra. Hapi ushezën. Ndërtuan një ushezë.*

3. Lloj koshi për peshkim, më të cilin mbyllin si pritë gjithë rrjedhën e ujit. *Zënë peshk me ushezë.*

USHINTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre e vogël me gjemba, me gjethe përherë të gjelbra, ve-zake e me majë, me lule të bardha si tufë, me kokrra të vogla në ngjyrë të kuqe e të shndritshme, që rritet në vende malore e në pyje ose si bimë zbukuruese; murriz i kuq, farëkuqe. *Dru ushinthi. Kokrrat e ushin~ thit.*

USHKUR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rrip prej pëlhure, gjalmë i trashë, që shërben për të lidhur të mbathurat ose shallvaret. *Ushkur pambuku (leshi). Ushkuri i brekëve (i brekusheve, i shaltvareve, i çitjaneve). Lidh (zgjidh) ushkurin. Shtrëngoi ushkurin.*

• S'di të Hdhë ushkurin (ushkurët) *mospërf. shih te* LIDH. E lidh lekun me ushkur *mospërf.* është shumë dorështrënguar.

USHQEHEM *vetv.* 1. Përdor diçka si ushqim, ha ushqim. *Ushqehet me bukë gruri. Ushqehet me bar (me mish). Ushqehej mirë (keq).*

2. *vet. veta HI.* Merr lëndët e nevojshme për t'u mbajtur gjallë a për t'u zhvilluar (një organizëm ose një pjesë e tij). *Bima ushqehet me ujë. Truri ushqehet me gjak.*

3. Siguroj mjetet e nevojshme për jetesë, mbahem. *Ushqehen me punën (me djersën) e vet. Ushqehet me krahët e vet.*

*4. vet. veta III.* Merr diçka të nevojshme për t'u vënë në Iëvizje ose për t'a përpunuar; përdor si lëndë të parë (për një mekanizëm, makinë, fabrikë etj.); ka si burim, merr ujë nga një burim i caktuar. *Ushqehet me energji. Ushqehet me dru (me qymyr). Ushqehet me ujë. Ushqehet me rrymë të vazhdueshme. Drini ushqehet nga liqeni. Liqeni ushqehet me ujin e disa lumenjve.*

5. *fig.* Rritem dhe edukohem me diçka; man vazhdimisht diçka që me ndihmon për t'u brumosur ose për t'u zhvilluar. *Ushqehemi me mësimet e Partisë. Ushqehen me ide përparimtare (me ideologjinë mark-sis te). Ushqehen me ndjenjën e dashurisë për atdheun. Ushqehet me gjak të ri.*

6. *fig.* E mbaj veten me diçka që zakonisht nuk mund të plotësohet. *Ushqehet me ëndrra (me përralla, me iluzione).*7. *Pës. e* USHQEJ !_8. *Ushqehet nga e ëma (nga i ati). Të mos i ushqehen tekat.*

USHQEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. I jap për të ngrënë një njeriu a një kafshe, i jap ushqim; i fut ushqimin në gojë dikujt që nuk mundet ose nuk di të hajë vetë. *Ushqen fëmijën. Ushqen të sëmurin. Ushqen qenin (macen). E ushqen më të gjitha të mirat.*

2. I jap gji foshnjës ose të voglit. *E ushqen me gji. Ushqeu foshnjën.*

3. I jap lëndët e nevojshme një organizmi ose një pjese të tij për t'u mbajtur gjallë e për t'u zhvilluar. *Toka ushqen bimët. Buka na ushqen. Ushqen trurin (mushkëritë) me gjak.*

4. I siguroj dikujt mjetet e nevojshme për jetesë, e mbaj më të ardhurat e mia dike; shërben si burim i mjeteve për të jetuar. *Ushqen familjen. Ushqen gruan dhe fëmijët. E ushqen zanati. Toka nuk i ushqente dot. Ka shumë fëmijë për të ushqyer.*

5. Bëj që të shëndoshet e të majmet duke i dhënë ushqim të bollshëm, mbaj për mish, majm. *Ushqeu një den (një dash). Ushqen gjelin e detit. E ushqen për ta therur.*

6. I jap diçka të nevojshme që e vë në lëvizje ose më të cilën punon, furnizoj me lëndë të parë diçka (për një mekanizëm, makinë, fabrikë, etj.); shërben si burim për të punuar a për t'u plotësuar. *Ushqen lokomotivën (makinën). Ushqej zjarrin. E ushqen me dru (me qymyr). E ushqen me rrymë elektrike. I ushqen me lëndë të pare. Lumi ushqen liqenin.*

7. *fig.* I jap vazhdimisht diçka që e ndihmon të brumoset, të rritet a të zhvillohet; edukoj, rrit me diçka. *ushqen me letërsi. E ushqen me dashurinë për Partinë. E ushqen me ide përparimtare. E ushqen me urrejtjen klasore. I ushqen me gjak të ri.*

8. *fig.* Nxit a përkrah diçka, bëj që të zhvillohet më tej (një ndjenjë, një mendim etj.); shërben si bazë për t'u zhvilluar më tej. *ushqen dashurinë (dëshirën). Ushqen sedrën (mërinë...). Ushqen kureshtjen. I ushqen ëndrrat (shpresat, iluzionet). I ushqen besimin (optimizmin). la ushqen mosha. la ushqen fjalën (bi-sedën, mendimin)* i shkon pas fjalës (bisedës, men-dimit), i jep të drejtë dhe e nxit të vazhdojë.

9. Kam dhe ruaj në vetvete, provoj për një kohë të gjatë një ndjenjë të caktuar për dike a për diçka; kam dhe ruaj në mendjen time një ide, një mendim, një qëllim të caktuar. *Ushqen dashuri për shokët. Ushqen shpresa* shpreson. *Ushqen mosbesim.*

USHQERË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë ba-rishtore dyvjeçare e kullotave, me gjethe të gjera, të trasha e me push, që përdoren në mjekësinë po pullore për të shëruar plagët, dhe me lule të kaltra ose në ngjyrë vjollce, që përdoren për të ngjyer.

USHQlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Veprimi sipas kuptimeve 1-3, 5-6 të foljes USHQEJ dhe kup-timeve 1, 2, 4, 5 të foljes USHQEHEM. *Ushqimi i rregullt. Ushqimi i fëmijës. Ushqimi i të sëmurit. Ushqimi i bagëtisë (i shpendëve). Ushqimi me gjak. Ushqimi me energji. Ushqimi me dru (me qymyr). Regjimi i ushqimit. Nuk vlen (nuk bën) për ushqim.*

2. Gjithçka që hanë njerëzit a kafshët dhe që mund të përpunohet e të përvetësohet nga organizmi. *Ushqim i thatë (i lëngshëm). Ushqim i mirë (i zgjedhur, i përshtatshëm). Ushqim i freskët (i prishur). Ushqim* i *bollshëm (i paktë, i pamjaftueshëm). Ushqime të pasura. Ushqim i gatshëm (gjysmë i gatshëmh Ushqim i konservuar. Ushqim i përpunuar (i papërpunuar). Ushqime bimore (shtazore). Ushqim natyror. Ushqim plotësues. Ushqim i njomë (i gjelbër). bujq.* bar i njo-më ose bimë të tjera të njoma që i jepen bagëtisë. *Ushqim i thatë (i trashe, i ashpër). bujq.* bari ose jon-xha e thatë, kashta e të lashtave etj. që i jepen bagëtisë. *Ushqim për kafshë. Aparati i tretjes së ushqimit. Për-gatit ushqimin. Ziej ushqimin. Ha ushqim. Përtyp ushqimin. Tret ushqimin. Gjej (siguroj) ushqimin.*

3. *vet. sh.* Sendet e ndryshme të përpunuara (oriz, sheqer, makarona, fasule, vaj etj.), që i blejmë në treg për t'u

ushqyer. *Dyqan ushqimesh. Çantë ush-qimesh. Blej (man) ushqimet.*
4. Lënda ushqyese që përmban një send dhe që përvetësohet nga organizmi. *Mjalti ka shumë ushqim. Nuk përmban asnjë lloj ushqimi.*
5. Tërësia e lëndëve joorganike që ndodhen në tokë, të cilat thithen dhe përpunohen nga bimët. *Bima thith ushqimin nga toka.*
6. *spec.* Gjithçka më të cilën punon ose që e për-punon një makinë a një pajisje ose gjithçka që përpunohet prej tyre; energjia e nevojshme që vë në lëvizje diçka. *Ushqimi i radios (i aparatit). Skema e ushqimit. 1 jep ushqim. Çon ushqim. Ndërpres ushqimin.*
7. *fig.* Ajo që shërben për edukimin dhe për bru-mosjen ideologjike e shpirtërore të njeriut. *Ushqim shpirtëror. Ushqim për mendjen. Shtypi është ushqim i përditshëm. Librat janë ushqim për të gjithë.*
8. *fig.* Ajo që jep shkas të zhvillohet a të përhapet diçka, burimi që ushqen diçka. *Ushqim për thashethe-met. I jep ushqim për diçka.*
Ar Ushqimi social tërësia e gjellëtoreve, e restoranteve, e kafeve etj. që shërbejnë për popull-sinë; sendet ushqimore që tregtohen në këto njësi.
USHQIMOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me ushqimin, që lidhet me ushqimin, i ushqimit; që përmban ushqim, që shërben si ushqim; që përdoret në ushqim. *Artikuj ushqimore. Sende ushqimore. Lëndë ushqimore. Vajra (yndyrna) ushqimore. Nevoja (kërkesa) ushqimore. Vlera ushqimore. Baza ushqimore. bujq.* tërësia e ush-qimeve që përgatiten për bagëtitë. *Njësi ushqimore. bujq.* vlera ushqyese që ka një kilogram elb ose tër-shërë.
2. Që përgatit dhe përpunon ushqime; që shërben për ruajtjen dhe për tregtimin e ushqimeve; i ush-qimeve. *Industria ushqimore. Kombinat ushqimor. Fabrikë ushqimore. Ndërmarrje ushqimore. Dyqan ushqimor. Rezerva ushqimore.*
3. Që ka të bëjë me mënyrën se si ushqehet dikush, që lidhet me kërkesën për ushqim. *Regjimi ushqimor.*
4. *drejt.* Që ka të bëjë me sigurimin e ushqimit e të mjeteve të jetesës për dike. *Detyrimi ushqimor. Pension ushqimor.*
USHQIMORE,~<JA . *sh.* ~E, ~ET. Dyqan ku shiten ushqime, dyqan ushqimesh. *Ushqimore e re. Ushqimore me vetëshërbim. Blej në ushqimore.*
USHQYER (i,e) *mb.* Që është shëndoshur e ngjallur shumë, që është majmur nga ushqimi i bollshëm. *Dash (den) i ushqyer.*
I ushqyer (i rritur) me tbdptaj arre *shih te* THELB. ~L
USHQYES,~I *m. sh.* ~, ~IT *spec.* Mjet, pajisje,përçues, kanal etj., i cili sjell diçka që i nevojitet një mekanizmi, një aparati, një makine për të punuar ose që përpunohet prej tyre. *Ushqyes i radiostacionit. Ushqyes i rezervuarit. Ushqyes i mullirit. Ushqyes me pllakë. Takoj ushqyesin.*
USHQYES,~E *mb.* 1. Që lidhet me aftësinë për të dhëpë një sasi të caktuar ushqimi; që ushqen; i ush-qyeshëm. *Vlerë ushqyese. Përmbajtja ushqyese. Lëndë ushqyese. Gjellë ushqyese. Sipërfaqe ushqyese. Mjedis ushqyes. biol.* mjedis ku rriten mikroorganizma për qëllime studimi.
2. *spec.* Që i sjell një pajisjeje, një mekanizmi etj. diçka të nevojshme më të cilën punon ose të cilën e përpunon, që ushqen. *Rrymë ushqyese- Bateri ushqyese. Makinë ushqyese. Kanal ushqyes. Station ushqyes. Gyp ushqyes.*
USHQYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është i pasur me lëndë ushqyese; që të jep mjaft ushqim për organizmin. *Bukë (gjellë) e ushqyeshme. Mish i ush-qyeshëm. Bar i ushqyeshëm.*
USHT,~I *m. sh.* ~RE, ~RET. *shih* USHTËR, ~RA. *Ushti i grurit. Këput ushtin.*
UJSHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. I riu që kryen shërbimin ushtarak; ushtaraku me i thjeshtë. *Ushtar i ri\(i vjetër). Ushtar shembullor. Ushtar i thjeshtë. Ushtar i këmbësorisë (i artilerisë, i mbrojtjes, i gardes). Veshje (kapelë, kapotë) ushtari. Togë ushtarësh. Shkoi ushtar. E thërritën ushtar. U vesh ushtar.*
*2.*
Secili prej tetë gurëve të njëllojtë në lojën e sha-
hut, që vihen përpara figurave. *Ushtar i zi (i bardhë). Ushtar i lire. Vendos ushtarët. Lëviz ushtarih. I mori (i hëngri) ushtarin.*
3. | *lart.* Luftëtar, mbrojtës i një çështjeje. *Ushtar i revolucionit. Ushtar i Partisë. Ushtar i popullit.*
UgHTARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që është pjesëtar i forcave të armatosura të një vendi. *Ushtarak i zoti (i përgatitur). Ushtarak akiiv. Ushtarak re-zervist. Në mbledhje foli ushtaraku N.*
*2.* lAi që shërben në ushtri dhe që ka veshur rrobën ushtarake; *kund.* civil.
USHTARAK,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me ushtrinë a me ushtarakët, që i përket ushtrisë, i ushtrisë a që u perket ushtarakëve, i ushtarakëve; që është veti, cilësi|a veçori e ushtrisë ose e ushtarakëve; që lidhet *me* shërbimin në ushtri. *Shërbimi ushtarak. Rregullore ushtarake. Detyrimi ushtarak. Mobilizim ushtarak. Report ushtarak. Dega ushtarake. Shkollë (akademi) ushtarake. Spital ushtarak. Gjyq ushtarak. Postë ushtarake. Specialist (mjek) ushtarak. Përgatitje (stërvitje) ushtarake. Material ushtarak. Zone ushtarake. Objekt ushtarak. Sekret ushtarak. Fshehtësia ushtarake. Shtypi ushtarak. Betim ushtarak. Detyrë ushtarake. Uniformë (çantë) ushtarake. Biletë ushtarake. Patrullë ushtarake. Disiptinë ushtarake. Edukatë ushtarake. Me hap ush-tarakl*
*2.* Që i shërben ushtrisë dhe luftës; luftarak. *Bazë ushtarake. Industria ushtarake. Uzinë ushtarake. Pu-nëtori\ ushtarake. Aeroport ushtarak. Poligon ushtarak. Anije ^ushtarake. Aeroplan ushtarak. Ndihmë ushtarake. Arti ushtarak popullor.*
3. Që mbështetet në forcën e ushtrisë; që bëhet me anë të ushtrisë. *Pushtet ushtarak. Diktaturë ushtarake. Sundim ushtarak. Grusht ushtarak. Klikë ushtarake.*
*Ekspeditë ushtarake. Aventurë ushtarake. Kërcënim (provokacion) ushtarak.*
• S hkollë e lire usbtarake *usht. shih te* LIRE (i,e) 7.
USHTARAKISHT *ndajf.* 1. Në mënyrë ushtarake, siç e kërkojnë rregullat e ushtrisë. *Nderon (përshëndet) ushtarakisht. Përgjigjet ushtarakisht. Paraqitet ush~ tarakisht.*
2. Nga ana ushtarake, nga pikëpamja ushtarake. *pavarur ushtarakisht. I fuqishëm ushtarakisht. Për-gatitet (stërvitet, kalitet) ushtarakisht. Aftësohen ushtarakisht. E mbron ushtarakisht. E përforcuan ushtarakisht.*
3. Me forcën e armëve, me trupa ushtarake. *Ndër-hynë ushtarakisht. E pushtoi ushtarakisht. E mbështeti (e përkrahu) ushtarakisht.*
4. Me shpirt luftarak e me disiplinë të lartë; me ritëm ushtarak; si ushtarët. *Punon ushtarakisht.*

USHTARE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. 1. E re që vesh përkohësisht uniformën e ushtrisë për t'u përgatitur nga ana ushtarake. *U veshën ushtare.*
2. *lart.* Luftëtare. *Ushtare e patrembur (besnike). Ushtare e Partisë (e popullit). Ushtare e revolucionit.*
USHTË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. Armë sulmi e ko-hëve të kaluara me një bisht të gjatë dhe me majë hekuri, e cila mbahej në dorë; heshtë, shtizë. *E shpoi me ushtë.*
• Përpoqi ushtat (pallet) *me dike shih te* PËR-PJEK.
USHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Kalli gruri i paarrirë, që është ende i njomë; kalli.
2. *përd. mb.* I paarrirë, shumë i njomë (për bimët dhe frytet e tyre); *fig.* i papjekur. *Miser ushtër. Dardhë (mollë) ushtër. Është ende ushtër.*
USHTËTAR,~Iw.iA. ~Ë, ~ËT *vjet.* Ushtëmbajtës.
USHTIMË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Zhurmë ose jehonë e mbytur dhe e fuqishme që vjen nga larg; gjëmim, uturimë. *Ushtima e topave (e mitralozit). Ushtima e erës. Ushtima e malit. Përcjell ushtimën. Dëgjohet ushtima.*
2. *fig.* Jehonë, bujë. *Ushtima e fjalimit. Ushtima e veprës së Skënderbeut.*
USHTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. Bëj prove diçka, provoj; fut në punë ose përdor diçka për ta provuar; mbaj për mjaft kohë. *Ushtoj këpucët. Ushtoj kalin.*
*2.* Skuq në furrë vorbën a vegshin pasi është Iyer me yndyrë për ta forcuar. *Ushtoj vegshin.*
USHTON *jokal,* ~OI, ~UAR. 1. Lëshon që larg një zhurmë të mbytur e të fuqishme; lëshon tin-guj të fuqishëm; gjëmon. *Ushton stuhia (era). Ush-tojnë topat (mitralozat). Ushtojnë sirenat.*
*2.* Jehon nga tinguj a nga zëra të fuqishëm, kumbon, buçet. *Ushton mali. Ushton lugina. Ushton salla. I ushtonin veshët.*
3. *fig.* Dëgjohet gjithandej me fuqi, shpërthen e përhapet me force; buçet; bën jehonë. *Ushton kënga. Ushton gazi. Ushton fjala e Partisë.*
*k* I ushtojnë sheket (kadet, hambarët) s'ka asgjë në shtëpi, s'i ka mbetur asgjë në shtëpi; është shumë i varfër.USHTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Rojtar i arave ose i vreshtave, bekçi.
USHTRE,~JA. *sh.* ~, ~TË. *shih* USHTËR,~RA.
USHTRI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Tërësia e forcave të artnatosura të një vendi; një pjesë e këtyre forcave. *Ushtri e forte (e madhe). Ushtri e rregullt (aktive). Ushtri e pathyeshme. Ushtria Nacionalçlirimtare. Ushtria Popullore. Ushtria e kazermës. keq. shih te* KAZERMË,~A. *For cat e ushtrisë. Oficerët e ushtrisë. Armët e ushtrisë. Repartet e ushtrisë. Radhët e ushtrisë. Komanda e ushtrisë. Forcojmë ushtrinë.*
2. *bised.* Grumbull i madh trupash, të mbledhura për të luftuar; tërësia e ushtarëve. *Ngriti një ushtri Jë tërë. U nis (erdhi) me ushtri. Erdhi ushtri e madhe. E hapi rrugën ushtria.*
3. *bised.* Shërbimi ushtarak. *Mbaroi (bëri) ushtrinë. U liruan nga ushtria.*
4. *fig.* Shumicë e madhe njerëzish që i bashkon e njëjta punë, që janë në të njëjtën gjendje ose që kanë interesa a tipare të përbashkëta. *Ushtria e punë-torëve. Ushtria e arsimtarëve (e mësuesve). Ushtria e të papunëve (në vendet kapitaliste).*
USHTRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve USHTROJ, USHTROHEM. *Ushtrimi i trupit (i krahëve, i këmbëve). Ushtrimi i sportit. Ushtrimi i gjuetisë (i peshkimit). Ushtrimi i profesionit. Ushtrimi i tregtisë. Ushtrimi i forces. Ushtrimi i pushtetit. Ushtrimi i kontrollit. Ushtrimi i të drejtave (i ligjeve).*
2. *sport.* Lëvizje të caktuara të trupit a të gjym-tyrëve që përsëriten rregullisht për t'u shkathtësuar ose për të fituar shprehitë e nevojshtne; lëvizjet a figurat që bën dikush në një vegël sportive etj. *Ush-trime gjimnastikore (fizkulturore). Ushtrime të thjesh-ta. Ushtrimet e manifestimit. Ushtrime në unaza (në paralele). Ushtrime për nxehje. Ushtrim me pistoletë. Ushtrime me trup të lire. Bëj ushtrimin e pare.*
3. Detyrë që i jepet dikujt (zakonisht nxënësit a studentit) për të ngulitur me mirë njohuritë a rregullat e mësuara ose për të fituar shprehitë e nevojshme gjatë zbatimit të këtyre shprehive a rregullave. *Ushtrim* I *thjeshtë. Ushtrim i lehtë (i vështirë). Ushtrime aril-metike (gjuhësore, drejtshkrimore). Ushtrime të foluri. Ushtrime me katër veprime. mat. Përmbledhje ushtri-mesh. Zgjidh ushtrimin. Shkruaj ushtrimin.*
4. *fin.* Tërësia e veprimeve që kryhen për të zbatuar buxhetin shtetëror gjatë një periudhe të caktuar. *Ushtrimi financiar. Ushtrimi vjetor. Mbyllja e ushtrimit.*
USHTRIMOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me ushtrimet, i ushtrimeve. *Kompleks ushtrimor. Fushë ush-lrimore.*
2. Që u shërben nxënësve të shkollave pedagogjike për të bërë praktikën mësimore (për shkollën). *Shkollë ushtrimore. Klasë ushtrimore.*
3. *fin.* Që ka të bëjë me periudhën e zbatimit të një buxheti. *Viti (muaji) ushtrimor. Tepricë ushtrimore. Treguesit ushtrimore.*
USHTRIMORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Shkollë e përparuar me katër klasat e para të tetëvjeçares, ku bëjnë praktikën mësimore nxënësit e shkollave pedagogjike; shkollë fillore për praktikën e mësuesve të ardhshëm. *Nxënës (mësues) i ushtrimores.*
USHTROHEM *vetv.* 1. Bëj ushtrime të vazhduesh-
me për t'u bërë i aftë e i shkathët për diçka, punoj vetë për të fituar shprehitë e nevojshme, stërvitem. *Ushtrohem në vegla (në paralele). Ushtrohen çdo ditë (rregullisht). Ushtrohet në sport. Ushtrohet në gjueti (në not). Ushtrohen për të njehsuar shpejt (për t'i rënë violinës).*
2. *vet. veta III.* Fiton aftësinë e shkathtësinë për diçka me ushtrime të vazhdueshme. *Nuk i është ush-truar dora (veshi).*
3. *Pës. e* USHTROJ i,3.
USHTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I bëj ushtrime të vazhdueshme për ta bërë të aftë e të shkathët për diçka, e vë në punë për të fituar shprehitë e nevojshme, stërvit. *Ushtroj trupin. Ushtroj krahët (këmbët), I ushtron veshin për muzikë. Ushtron kujtesën.*
*2.* Merrem rregullisht me një veprimtari a me një punë të caktuar; bëj vazhdimisht. *Ushtroj sportin. Ushtron gjuetinë. Ushtroj notin. Ushtron një mjeshtëri (profesion).*
3. Bëj një veprim të caktuar mbi dike a mbi diçka; vë në veprim një mjet ose një mundësi që karri në dorë, përdor. *Ushtron ndikim* ndikon. *Ushtron shtypje (trysni). Ushtron forcën (fuqinë). Ushtron kontroll. Ushtron pushtetin (diktalurën). Ushtron të drejtën e zgjedhjes. Ushtron vullnetin e vet. Ushtroi gjithë ndikimin e vet.*
USHTRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. *I.* Ai që ushtron një mjeshtëri a një lloj sporti. *Ushtrues i sportit (i gjimnastikës, i notit). Ushtruesit e këtij profesioni,*

*2.* Ai që bën ushtrime për të fituar shkathtësi tru-pore.
USHTUAR (i,e) *mb.* 1. Që është lënë për një kohë të gjatë derisa të humbasë lagështinë dhe të fitojë qëndrueshmëri e fortësi (për drurin). *Dru i ushtuar.*
2. *krahin.* Që është veshur e është mbajtur për mjaft kohë, i mbajtur. *Rrobë e ushtuar.*
3. *fig-* Që është i rrahur me jetën, i regjur. *Njeri i ushtuar.*
USHUJ,~I *m.* Dhjami i brendshëm i derrit, që zakonisht tretet dhe përdoret si yndyrë; dhjamë derri i tretur. *Nxjerr ushujin. Fërgoj me ushuj.*
USHUNJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Shushu-një. *Hedh ushunjëza. 1 pi gjqkun si ushunjëz.*
•*k* Iu ngjit si ushunjëz *dikujt keq.* iu qep e nuk i ndahet, iu ngjit si rrodhe.
UT,~I *m.sh.* ~E, ~ET *muz.* Vegël muzikore me katër pale tela, si mandoline e madhe. *bie utit.*
UTILITAR,~E *mb. libr.* Që niset vetëm nga dobia praktike, që sheh vetëm dobinë e çastit; i dobishëm. *Rol utilitar. Me karakter utilitar. për qëllime utilitare.*
UTILITARtST,~E *mb.* Që drejtohet a udhëhiqei nga utilitariztni; që përshkohet nga utilitarizmi; që përkrah utilitarizmin. *Pikëpamje utilitariste. Metodë utititariste. Nga pozita utilitariste.*
UTIHTARlZËM,~MI *m.* 1. Doktrinë filozofike e morale idealiste, sipas së cilës sjellja dhe veprimet e njerëzve udhëhiqen e drejtohen vetëm nga dobia dhe leverdia e çastit.
2. Qëndrim që niset në çdo gjë vetëm nga dobia e ngushtë, e atypëratyshme, nga leverdia e çastit; praktkicizëm i ngushtë. *Ra në Militarizem.*UTOPI,~A *sh.* ~, ~TË. 1. Përfytyrim ideal i shoqërisë njerëzore ose i një rendi shoqëror të për-sosur pa shfrytëzim dhe pa luftë klasash; ëndërrim i parealizueshëm, ëndërr, fantazi. *Është (mbetet) utopi. E quart utopi. Ra në utopi.*
2. *let.* Vepër në të cilën shkrimtari paraqet si diçka të vërtetë një ëndërr ose një përfytyrim për një vend me rend shoqëror ideal.
3. *\shih* UTOPIZËM,~MIi. *Utopia borgjeze. Utopia liberate.*
UTOPIK,~E *mb.* 1. Që mbështetet në idetë e uto-pizmit, që ëndërron një rend shoqëror ideal pa u nisur nga shkenca mbi ligjet e zhvillimit të shoqërisë. *Ide utopike. Pikëpamje utopike. Socializmi utopik* socializ-mi paramarksist, i cili kritikonte kapitalizmin, por nuk njihte ligjet e zhvillimit të shoqërisë, nuk e shihte proletariate si force revolucionare dhe e quante të mundshëm krijimin e një shoqërie të përsosur pa luftë klasash, pa përmbysjen dhe shpronësimin e pronarëve me dhunë.
2. *pë* është utopi, që nuk mund të arrihbt në të vërtefë, që nuk i ka kushtet për t'u plotësuar, fan-tastik. *Projekt utopik. Ide (mendime) utopike.*
3. *let.* Që paraqit një utopi. *Vepër utopike. Roman utopik.*
UTOPlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Autori i një projekti utopik për shoqërinë e ardhshme; ai që ndjek dhe mbron pikëpamjet e utopizmit, pasues i utopizmit. *Utopistët e shekullit XIX.*
*2.* Ai që thur në mendjen e tij utopi, ai që jeton me ëndrra mbi një shoqëri ideale; ëndërrues i zbrazët.
UTOPIST,~E *mb.* Që përkrah utopizmin, që mbështetet në idetë e utopizmit; utopik. *Ide (mendime) utopiste.*
UTOPlZËM,~MI *m. filoz.* 1. Teori për krijimin e një rendi shoqëror ideal, e cila nuk bazohet në ligjet objektive të zhvillimit të shoqërisë, në kushtet reale të një vendi, në luftën e klasave dhe në vendosjen e dikiaturës së proletariatit; teori dhe pikëpamje utopike.
2. Të qenët utopik. *Utopizmi i teorive.*
*3. shift* UTOPI, ~Ai. *Bie në utopizëm.*
UTR'IN *jokai,* ~U, ~RË. Vjen në afsh (për do-sën). *Po utrin dosa.*
UTRlTJE,~A Gjendja e doses kur është në afsh. *Dosa para utritjes është e shëndoshë.*
UTURIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zhurmë e mbyturi e zgjatur dhe e rëndë që nxjerr diçka; gjëmim i mbytur (nga lëkundje të fuqishme); ushtimë. *Uturimë e forte (e fuqishme). Uturima e motor it (e makinës, e aeroplanit). Uturima e detit (e lumit, e dallgëve). Uturima e erës (e tufanit, e shiut). Uturima e tokës. Vjen me uturimë. Përplaset me uturimë.*
2. Zhurmë e mbytur prej shumë zërash; gumë-zhimë. *\Uturima e bletëve. Uturima e njerëzve (e fë-mijëve).'i Uturima e turmës.*
3. Zhurmë e mbytur që ndiejmë në veshë, buçimë.
UTURlN *jokal.,* ~U, ~RË. 1. Nxjerr një zhurmë të mbytur, të zgjatur e të rëndë; lëshon një gjëmim të mbytur (nga lëkundje të fuqishme); ushton. *Uturin makina (traktori, aeroplani). Uturin deti (lumi). Uturin era (tufani, suferina). Uturijnë drurët (pyjet). Uturin toka (dheu). Uturijnë malet.*
2. Ushton nga zëra a zhurma të ndryshme. *Uturin qyteti. Uturijnë rrugët. Uturin salla. Me uturijnë veshët* ndiej uturimë në veshë.
UTHULL,~A 1. Lëng i thartë që del nga tharmë-timi i Iëngut të rrushit ose i lëngjeve të tjera alkoolike dhe që përdoret për gjellë, për konserva etj. *Uthull e forte (e butë). Uthull e prishur. Uthull vere. Shishe uthulle. Ngjyrë uthulle. Sallatë me uthull. I hedh uthull. Fërkoj me uthull.*
*2. përd. mb.* Shumë i thartë. *Qenka uthull ky rrush.*
UM uthull u nxeh, u inatos shumë. Pi uthull! *tall,* i thuhet me shpoti dikujt që nxehet menjëherë. E bëri për vaj e për uthull *dike shih te* VAJ,~IT. U derdh vaji në uthull (u derdh vaji e ra në uthull) nuk u be ndonjë dëm, ra vaji në lakra, gjalpi po në Iakror mbeti. S'hahet as me vaj, as me uthull *shih te* VAJ,~I i. Pi macja uthull *iron,* i thuhet zakonisht një të vogli kur e shohim që pi duhan, raki a diçka që është për të rriturit. Nuk pi macja uthull *iron,* është diçka e pamundur, është gjë që s'bëhet. I rrahur (i regjur) me vaj e me uthull *shih te* VAJ,~I r. la veshi këmishën me uthull *dikujt* e rrahu keqas, ia bëri kurrizin cope. Laje gojën mirë me uthull! *iron, shih te* LAJ. Flet për uthullën e kapërcen te qumështi nuk i shtron sipas radhës gjërat në një bisedë, kalon papritur nga një çështje te një tjetër që nuk lidhet drejtpërdrejt me të. I rri punës përsipër si vaji mbi uthull nuk i nda-het punës, kujdeset natë e ditë për një punë a detyrë që ia kanë ngarkuar. Uthulla e forte prish enën e vet *fj.u.* thuhet për dike që nxehet shpesh, pa shkak dhe që kështu dëmton veten. Vaj e verë e utbull *bised.* ylberi.
UTHULLAÇ,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *bot. shih* UTHU-LLISHtE,~JA.
UTHULLAÇ,~E *mb.* Që është i thartë si uthull; i thartuar. *Verë uthullaçe.*
UTHULLARE,~JA *sh.* ~E, ~ET *bot. shih* UTHULLISHTE, ~ JA.
UTHULLICË,~A.fj. ~A, ~ATËo. *shih.* UTHULLISHTE, ~JA.

UTHULLIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve UTHULLOJ, UTHULLOHET.
2. Tharti, shije e thartë.
UTHULLIMË,~A *sh.* ~A, ~AT *bot.* *shih* UTHULLISHTE, ~JA.
UTHULLlRË,~A. 1. Diçka që është thartuar, që ka shijen dhe erën e uthullës; thartirë. *Qenka uthu-llirë kjo verë. Bie ere uthullirë.*
2. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Uthullishte.
3. *fig.* Grua e thartë nga goja, grua gjuhustër.
UTHULLlSHTE,~JA *sh.* ~E, ~ET dhe
~Ë, ~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore, që mbin në vende të lëna djerr dhe që i ka gjethet gja-toshe si të lëpjetës, por më të vogla e mjaft të tharta; lëpjetë lepuri. *Uthullishte mali, Lakror me uthullishte.*
UTHULLNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Enë ku mba-het uthulla, uthullore.
UTHULLNlKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot. shih* UTHULLISHTE, ~JA.UTHULLOHET *vetv.* 1. Bëhet uthull; bëhet i thartë si uthull, thartohet shumë. *Uthullohet vera.*
2. *fig. bised.* Turbullohet një punë, prishet; aca-rohet. *U uthullua puna.*
-*k* Iu uthulluan trutë humbi aftësinë për të arsyetuar qartë, iu turbullua mendja; u matufos.
UTHULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj uthull; e bëj të thartë si uthull; e thartoj shumë. *E uthulloi verën.*
2. I shtie uthull; c bëj tepër të thartë. £ *uthulloi gjellën.*
UTHULLOR,~'E *mb.* Që ka të bëjë me acidin e uthullës ose me prodhimin e tij. *Acid uthullor.*
UTHULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë ku
mbahet uthulla, uthullnik.
UTHULLT (i,e) *mb.* 1. Që është i thartë si uthull, shumë i thartë. 2. Që ka ngjyrën e uthullës.
UTHULLUAR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë uthull; që është thartuar shumë. *Verë e ulhulluar. Kos i uthu-lluar.*
*2.* Që është përgatitur me uthull, që i është hedhur uthull për t'u ruajtur.
UVERTURË,~A . *sh.* ~A, ~AT *muz.* 1. Pjesë për veg)a, që luhet në fillim të një opere, të një baleti, të një filmi etj. si hyrje. *Uverturë e bukur (e njohurj. Uverturë e operës (e bale tit).*
2. Vepër muzikore për vegla, zakonisht në trajtën e një sonate,që luhet në një koncert. *Uverturë orkes-trale. Luajtën një uverturë.*
3. *fig. libr.* Fillimi i diçkaje, veprim që paraprin diçka.
UVJE,~A *sh.* ~E, ~ET. 1. Ana ose buza e një pëlhure, e një stofi etj.
2. Ndrizë, dizgë. *E lidhi fëmijën me uvje.* UXHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Guvë e madhe në
një shkëmb, shpellë. *Uxhë e madhe (e thellë). Futet në uxhë.*
UZDAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin. shih* SHPRESË,~A. *Kam (mbaj) uzdajë* shpresoj. £ *mban uzdaja.*
UZIN Ë,~A . *sh.* ~A, ~AT. Ndërmarrje e madhe industriale e mekanizuar, ku prodhohen mjete prodhimi a makineri ose ku përpunohet Iëndë e pare. *Vzinë mekanike (gjeologjike). Uzina e rafinimit. Uzina e telave. Uzina e automobilave. Uzina e pambukut. Uzina* e *shkrirjes së çelikut (së bakrit). Uzina e petëzimit të metaleve. Uzina e plehrave azotike. Uzina e veglave të përpikërisë së lartë. Uzina e prodhimit të pjesëve të këmbimit. Punëtorët e uzinës. Oxhakët e uzinës. Re-partet e uzinës. Ndërtuan një uzinë. Punon në uzinë.*
UZO,~JA . Pije alkoolike e forte, me erë gli-kanxoje, që zbardhet kur i hedhim ujë, mastikë; një masë e caktuar e kësaj pijeje (një gotë). *Një shishe (një gotë) uzo. Pine nga një uzo. E zuri uzoja.*
UZURË,~A . *vjet.* Kamatë që merrej mbi pa-ratë e dhëna borxh, interes. *Para me uzurë.*
UZURPATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Uzurpues.
UZURPIM,~I *m. libr.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve UZURPOJ, UZURPOHET. *Uzurpimi i pushtetit. Uzurpimi i fronit. Uzurpimi i të drejtave.*
LZURPOHET *libr. Pës. e* UZURPOJ.
UZURPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* Rrëmbej në mënyrë të paligjshme pushtetin a një të drejtë duke përdorur dhunën ose dredhinë; marr në duart e mia me force a me dredhi udhëheqjen a drejtimin e diçkaje. *Uzurpuan pushtetin. Uzurpoi fronin. Uzurpoi të drejtat. Uzurpuan udhëheqjen e partisë.*
UZURPUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *libr.* Ai që rrëmben në mënyrë të paligjshme pushtetin ose të drejtat e dikujt duke përdorur dhunën a dredhinë. *Uzurpues i pushtetit. Uzurpues i fronit.*

# V

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e tridhjetenjëtë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja v. Shkronja v. Tingulli v.*

*2. si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja v. *V-ja e madhe (e vogël). V-ja e dorës (e shtypit).*

VA,~U *m.'sh.* ~, ~TË. 1. Vend i cekët në një lumë, ku zakonisht ky ha pet me gjerë në shtratin e tij dhe ku mund të kalohet me këmbë për të dale në anën tjetër. *Va i gjerë. Vau i lumit. Kaloi në (neper) va. U futëm në va. Doli në va. Kur s'ka urë, edhe vau është i mirë. fj. u.*

2. *krahin.* Shteg kalimi në një pyll, në një are etj.

3. *fig.* Rrugëdalje, shteg për të shpëtuar nga një gjendje e vështirë. *Kërkon (lyp) va.*

+ Nuk ranë në va edhe *poh.* nuk u kuptuan, nuk u morën vesh; nuk ranë në ujdi; nuk shkuan mirë. la gjeti vaun *dik uj t* ia gjeti rastin a shtegun dikujt për t'i marrë hakun e për ta dëmtuar. As në ban as në va *shih te* HAN,—I. E hodhi vaun (lumin) *shih te* HEDH 2o- E nxori në va *d i k ë* e nxori dike nga gjendja e vështirë, e nxori nga halli; e nxori në rrugë. Edhe vau të mbyt *fj. u.* edhe rreziqet a të këqijat që duken të vogla mund të të sjellin një dëm të madh, prandaj nuk duhen nënvlerësuar. E zuri vaun i ka-përceu vështirësitë, i kaloi hallet. Flet va e pa va Met mbarë e prapë, me vend e pa vend, ku duhet e ku s'duhet; flet kot, flet me tym. E kaloi lumin në va ndoqi rrugën më të lehtë e më të mirë për të zgjidhur diçka. U nis (ia mbajti) va pa va u nis pa ditur se ku do të dike, ia mbajti me tym. Shkoi (doli) va pa va shkoi (doli) rrugë pa rrugë; i doli në krye me për-pjekje e me mundime të mëdha, me shumë vështirësi.

VADAROSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Rrëfanë. *Va-darosh rrushi (qershie).*

VADE,~JA. *vjet.* Afat; kohë. *ka shkuar vadja. Rruga vade s'ka. fj.u.*

VADENËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. *shih* VODENËS,~I.

VADË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin:* 1. Tërësia c vijave që bëhen në një are a në një kopsht dhe e lugjeve që vendosen për të ujitur; vijë për ujitje; sasia e ujit që duhet për të ujitur një are a një kopsht. *Vadë e gjerë (e ngushtë). Një vadë ujë. Tokë nën vadë* tokë që mund të ujitet, tokë nën ujë. *Lëshoi vadën. Shteroi vada.*

2. Ujitje, vaditje. *Koha (dita) e vadës.*

3. *përd. ndajf.* Rrëkajë, çurg. *Vjen uji vadë. Bic shiu vadë.*

VADlT (VADIS) *kal.,* ~A, ~UR. *shih* UJIT.

VADITEM *vetv. krahin.* 1. Mësohem, stërvitem e fitoj disa shprehi; me bëhet zakon. *Është vaditur nëpër male.*

2. *vet. veto HI. shih* UJITET.

VADITËS,~E *mb. shih* UJITËS,~E.

VADfTËSE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *shih* UJITËSE, ~JA.

VADITJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. *shih* UJITJE,~A.

VADHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru i lartë deri njëzet metra, me lëvore të forte e të ashpër, me gjethe të gjata, të dhëmbëzuara e me push nga poshtë, që bën lule të bardha dhe kokrra të vogla me ngjyrë të verdheme e me shije të athët; kokrrat e këtij druri, që përdoren për të ngrënë, për të bërë raki etj.; vadhëz. *Vadhë e egër. Vadhë e butë. Vadha të thara. Çeli vadha.*

VADHËVIÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj vadhe me gjethe në trajtë pëllëmbe, që rritet ngadalë dhe bën lule të bardha e kokrra shumë të vogla. *Vadhëviçe e bardhë* ftua i egër. *Vadhëviçja e Alpeve. Druri i vadhëviçes.*

VADHËZ,~A. *sh.* ~A, ~AT *bot.* Vadhë; kokrra e vadhës. *Lulet e vadhëzës. Mbledhin vadhë:a. I shkoi vadhëzat në varg.*

•*k* Nuk i ha ato vadhëza (gorrica, kumbulla) *shih te* HA.

VAGABOND, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *keg.* 1. Ai që bredh rrugëve pa punë, sillet keq e bën veprime të dënueshme nga shoqëria; rrugaç; aventurier. *Sjellje prej vagabondi.*

*2. Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit. *Njeri vagabond.*

VAGËLLIM,~I *m. 1.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VAGËLLOJ, VAGËLLOHET.

2. Vagëllimë. *U nis që në vagëllim.*

VAGËLLIMË,~A *f. sh.* ~A, ~AT. 1. Dritë e zbehtë, dritë si e agut; zbardhëllima e vagët e diç-kaje. *Vagëllima e mëngjesit.*

*2. fig.* Gjendje e turbullt; mungesë qartësie, pa-qartësi.VAGËLLIMTHI *ndajf.* 1. NI mënyrë të vagëlluar, nëpër një dritë të dobët, si nëpër mjegull. *E pashë vagëllimthi. U duk vagëllimthi.*

*2. fig.* Si në ëndërr, jo qartë, jo mirë. *E kujtoj (ë mbajj mend vagëllimthi.*

VAGËLLOHET *vetv.* 1. Humbct dritën a shkël-qimin, fillon të errësohet a të dobësohet; duket si i mbuluar nga një mjegull e lehtë, duket si nëpër mjegull. *Iu vagëlluan sytë. U vagëlluan malet. U vagëllua horizonti.*

2. *fig.* Humbet qartësinë, forcën etj.; errësohet. *Iu vagëllua mendimi. Iu vagëlluan shpresat.*

VAGËLLOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Shoh me sy gjysmë të mbyllur; nuk shoh mirë nga sytë.

2. *kal.* Hap e mbyll sytë, kapsallit. *Vagëllonte sytë nga lakmia.*

3. *vet. veta III.* Jep një dritë të zbehtë, është duke u shuar a duke e humbur dritën, ndrit si nëpër mjegull; sapo nis të zbardhëllejë; duket si nëpër mjegull. *Vagëllojnë yjet. Vagëllonte kandili. Vagëlloi mëngjesi (dita). Vagëllonin malet tej në horizont. Vagëllonte liqeni.*

*4. kal. vet. veta III.* Bën që të humbasë dritën a shkëlqimin; e errëson, e dobëson. *Lotët ia vagëlluan shikimin.*

5. *kal. fig.* Bëj që të humbasë qartësinë, forcën etjJ; e errësoj. *Tronditja ia vagëlloi mendimet.*

VAGËLLUAR (i,e) *mb.* 1. Që jep një dritë të zbehtë, që është duke u shuar a duke humbur dritën, që ndrit si nëpër mjegull; që sapo nis të zbardhëllejë; që duket si nëpër mjegull. *Dritë e vagëlluar. Mëngjes (perëndim) i vagëlluar. Mbrëmje e vagëlluar. Brigje të vagëlluara.*

2. *fig.* Që ka humbur qartësinë, forcën etj.; i errët, jo i qartë; i vagët. *Me vështrim të vagëlluar. Kujtime (përfytyrime, shpresa) të vagëlluara. Përshkrim i vagëlluar.*

4S *mb.* I dobët, i zbehtë, që ndri-çon pak; që duket si nëpër mjegull. *Dritë vagëlluese.*

VXGËT (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka shumë dritë; që jep dritë të zbehtë. *Dhomë e vagët. Xixë e vagët.*

*2J fig.* Që i mungon qartësia, forca etj.; i errët, jo shumë i qartë; i vagëlluar. *Me vështrim të vagët. Mendim i vagët. Shpjegim i vagët. Dëshira (shpresa) të vagëta.*

VAGON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Pjesë e trenit, ku rrine njerëzit që udhëtojnë osc ku vihen mallrat që mbarten; mjet për të mbartur mineral, dhe, zha-vorr etj., që lëviz

nëpër binarë dhe shtyhet me duar ose tërhiqet nga një lokomotivë. *Vagonat e trenit. Vagon për njerëz. Vagon mallrash (kafshësh). Vagon gjumi. Një vagon qymyr. Një vagon me krotn. Ngarkuan va-gonin. Shtyn vagonin.*

VAGONlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shtyn vagonin me mineral, me zhavorr etj.; ai që punon me vagon. *Vagonistët e minierës. Punon si vagonist.*

VAGONSHTYRËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Vagonist. V^GULL *mb.* I vagullt.

VAGULLOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* VA-GËLLOJ.

VAGULLT (i,e) *mb.* Që duket si nëpër mjegull, I mjegullt, i vagëlluar.

VAGJËLI,~A *bised.* Ushqim i zgjedhur, që i jepet zakonisht të sëmurit për të marrë veten; ushqim i mirë. *sëmuri (plaku) do vagjëli.*

VAIS *jokal.,* ~A, ~UR. 1. *vet. veta III bised.* Përkulet nga njëra anë, anon, varet mënjanë. *Vaisi peshorja.*

2. *kal.* Përkul diçka në njërën anë, anoj, var mënjanë. *Vaisi kokën.*

VAISET *vetv.* 1. Përkulet nga njëra anë, anon, varet mënjanë. *U vais barra e kalit.* 2. *Pës. e* VAIS.

VAISJE,~A *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve VAIS, VAISET. *Vaisja e kokës.*

VAISUR (i,e) *mb.* I përkulur nga njëra anë, i anuar, i varur mënjanë. *Rrinte me kokë të vaisur.*

VAJ,~I i *m.* 1. Lëng i trashë dhe i yndyrshëm, me i lehtë se uji, që nxirret prej farave a prej kokrrave të disa bimëve (si luledielli, ulliri, kikiriku etj.), prej bimësh të veçanta, prej disa kafshësh ose nga për-punimi i disa mineraleve e i naftës dhe që përdoret për ushqim, në industri, në mjekësi etj. *Vaj i pastër (i ku-lluar). Vaj i mirë* vaj ulliri. *Vaj i trashë. bised.* vaj recini. *Vaj i djegur. tek.* vaj makinash i përpunuar. *Vaj ulliri (kikiriku, luledielli, misri). Vaj peshku. Vaj balene. Vaj recini. Vaj arrash (bajamesh). Vaj liri (dafir.e, dëltinje). Vaj makinash. Vaj flokësh. Vaj plazhi. Vaj pushke* vaj që përdoret për të pastruar pushkët, automatikët etj. dhe për të Iyer pjesët me-talike të tyre që të mos ndryshken. *Bojë vaji* bojë e shkrirë në një lëng të tillë. *Fabrikë (mulli) vaji. Ngjyrë vaji. Fërgoj (skuq) me vaj.*

2. *vet. sh.* ~RA, ~RAT. Lloje të ndryshme të këtyre lëngjeve. *Vajra bimore (shtazore). Vajra aro-matike. Vajra minerale.*

*3. përmb.* Bojëra në ngjyra të ndryshme, që për-punohen me lëngje të tilla dhe që përdoren për pik-turë. *Pikturë në vaj.*

4. *përd. mb.* Shumë i qetë, pa dallgë (për detin, liqenin); i shtruar, i bindur; i qetë (për njerëzit). *Ishte bërë deli vaj. U shtrua, u be vaj.*

5. *përd. ndajf.* Mirë, pa ndonjë vështirësi, pa pen-gesa, lehtë; qetë. *Ecën vaj puna. Diskutimi (mbledhja) shkoi vaj.*

*if* E ka vaj (grurë, dhjamë) me *dike shih te* GRURË,~I. I nxori vaj *dikujt e* lodhi shumë, e stërmundoi. Shkon (ecën) si në vaj shkon mirë, pa asnjë vështirësi e pengesë. E vuri në vaj a) *diçka* e vuri në rregull, e rregulloi; b) *dike* e qetësoi, e shtroi. I bën petullat pa vaj (me ujë) *shih tek* UJË,~I. E bëri për vaj e për uthull *dike* a) e rrahu shumë; b) c qortoi ashpër. Doli si vaji mbi ujë doli pa faj, i shfa-jësuar; doli i fituar. S'del vaj nga guri *fj.u.* thuhet kur është e pamundur të bëhet diçka. U derdh vaji, s'mbli-dhet me *fj.u.* thuhet për një punë a për një veprim të gabuar që bchet dhe nuk mund të ndreqet me. U derdh vaji në uthull (u derdh vaji e ra në uthull) *shih tek* U-THULL,~A. S'hahct as me vaj, as me uthull nuk mund të pranohet a të durohet, nuk shkon fare, Është hapur si vaji në lakra (në ujë) a) (let a lëviz pa drojtjc e pa u matur mirë, e tepron duke u sjellë kudo si në shtëpi të vet; b) është hapur shumë shpejt e në të gjitha anët.E ka (shkon, është) gjalpë e Taj *me dike shih te* GJALPË,~I. Nxjerr (qit) raj (mjaltë, ujë) nga guri *dikush* është shumë i zoti, bën të pamundurën, nxjerr dhjamë nga pleshti. I rrahur (i regjur) me vaj e me uthull që ka shumë përvojë, që e njeh mirë jetën, i regjur në jetë, që ka provuar të mira e të këqija. Vaji në lakrm bie *fj.u. shih te* BBS i. E drejta rri si vaji mbi ujë;.u. *shih te* DREJTË, ~A (e). Hombi në vaj e fitoi në presh *fj.u.* tnë shumë humbi se fitoi, s'fitoi gjë. I rri punës përslpër si vaji mbl uthull *shih tek* UTHULL,~A. Vaj e verë eutbull *Used,* ylberi.

VAJ,~I u ">• • ~E> ~ET. 1. Britma a ulërima të zgjatura, që lëshon dikush në rast vdekjeje a kur i ndodh ndonjë fatkeqësi tjetër; kujë. *Vaj i thekshëm. Plasi vaji. Lëshoi vajin.*

*2.* Të qarët me ligje në rast vdekjeje, vajtim; fjalët që thuhen gjatë vajtimit, ligje; *vet. sh. vjet.* këngë popullore, që këndoheshin në raste vdekjesh dhe që shprehnin hidhërim e dhembje të thellë. *Vaji* i *grave. Këngë vaji. Nisi (filloi, hapi) vajin. Pushoi (ndali) vajin. E qante me vaje. Bëri vaj p ë r dike* e qau me ligje.

3. Të qarët. *Me vjen vaj. la dha (ia plasi, ia shkrepi} vajit. Shpërtheu në vaj. U shkri në vaj. Është gati për vaj. E mori vaji kur e pa ashtu.*

*4.* Fatkeqësi e madhe, mynxyrë, gjëmë; pikëllim. *Vaj i madh (i kobshëm). I gjeti një vaj.*

•*k* Bëj vaj ankohem, qahem për diçka. E ka vajin në buzë *dikush* ankohet vazhdimisht, gjithnjë qahet. Mbeti me vaj në buzë *dikush* a) mbeti duke qarë; s'iu ndanë fatkeqësitë; b) s'pushon së ankuari.

VAJ *pasth. bised.* Përdorct për të shprehur një hidhërim të thellë, dhembje e keqardhje të madhe, me kuptimin “mjerë!”. *Vaj i shkreti! Vaj për ty! (për të!) Vaj halli!* na gjeti e keqja!, s'dimë si t'ia bëjmë! *Vaj, vaj!*

VAJDHËNËS,~E *mb.* Që jep vaj; nga i cili nxi-rret vaj, vajor. *Bimë vajdhënëse.*

VAJË,~-A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Mëndeshë.

VAJËS,~E i *mb.* Që përmban shumë vaj, që jep shumë vaj; vajor. *Ulli vajës. Arrë (bajame) vajëse. Far a vajëse.*

VAJËS,~E ii *mb.* Që qan ore e cast, qaraman. *Fëmijë vajës.*

VAJGUR,~I *m.* 1. Lëndë djegëse e lëngshtne, që nxirret nga përpunimi i naftës dhe që përdoret në industri e në teknikë, për ndriçim, për ngrohje etj. *Enë vajguri. Llambë me vajguri. Furnelë (sobë) me vajguri. Radio me vajguri.*

*1. vjet.* Naftë. *Rafineri vajguri.*

I hedh vajguri (benzine) zjarrit *shih te* BENZINË, ~A. Rrush vajguri (me erë) lloj rrushi i zi që piqet vonë dhe ka një erë si të vajgurit.

VAJGURMBAJTËS,~E *mb. shih* NAFTËMBAJ-TËS,—E. *Shtresa vajgurmbajtëse. Anije vajgurmbajtëse.*

VAJGUROR,~E *mb.* Që përmban naftë, naftë-mbajtës; që merret me përpunimin e naftës, i naftës. *Burim (pellg) vajguror. Fushë (tokë) vajgurore. Pus vajguror. Industria vajgurore.*

VAJGURSJELLËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. *shih* NAF-TËSJELLËS,~L

VAJIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VAJOJ, VAJOHET. *Vajimi i pushkës. Vajimi i të vdekurit. fet., vjet. I bëri vajimin.*
VAJMEDET *pasth. bised.* Përdoret për të shprehur një hidhërim të thellë, dhembje e keqardhje të madhe, me kuptimin "mjerë!". *Vajmedet ç'e gjeti!*
VAJNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Enë e vogël prej teneqeje, me dorezë e lëfyt, që shërben për të mbajtur vajin.
2. Enë teneqeje për vaj, me një lëfyt të gjatë e të hollë, që përdoret për të vajuar një makinë, një motor
etj.
VAJOHET. *Pës. e* VAJOJ.
VAJOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Lyej diçka me vaj që ta ruaj a që ajo të punojë me lehtë. *Vajoj armën. Vajoj makinën (traktorin, motorin). Vajoj rrolat.*
2. *fet., vjet.* Lyej më të ashtuquajturin "vaj të shenjtë" një besimtar përpara vdekjes, miros (sipas paragjykimeve e riteve të fesë së krtshterë). *Vajonin të vdekurin.*
VAJOR,~E *mb.* 1. Që përmban vaj. *Lëndë vajore. Bimë vajore.*
2. Që i ngjet vajit, që ka veti si të vajit. *Lëng vajor. Tretësirë vajore.*
3. Që i përket vajit, i vajit; prej vaji, me vaj. *Shije vajore. Njollë vajore.*
VAJOS *kal.,* ~A, ~UR. Vajoj. VAJOSET *pës.* Vajohet. VAJOSJE,~A . Vajim. VAJOSUR (i,e) *mb.* I vajuar.
VAJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që shpreh trishtim e dhembje, i përvajshëm (kur ka ndodhur një vdekje a një fatkeqësi e madhe). *Këngë e vajshme. Me zë të vajshëm. Me sy të vajshëm.*
VAJTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VAJTOJ, VAJTOHET. *Vajtimi* I *të vdekurit.*
*2.* Kujë, vaj; ligje. *Vajtimi i grave. Dëgjoheshin vajiimet. Pushoi vajtimi.*
VAJTIMOR,~E *mb. poet.* Vajtues; i përvajshëm, i vajtueshëm. *Me zë vajtimor. Muzikë vajtimore.*
VAJTIMTAR,~E *mb. poet.* Vajtues. *Thirrje vaj-timtare. Këngë vajtimtare.*
VAJTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve 1-2, 4-8, 11-14, 19 të foljes VETE. *Vajtja për gjah. Vajtja për ngushëllim. Vajtja e dritës elektrike në fshat. Vajtje e ardhje. Vajtje e kthim.*
VAJTJE-ARDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vajtja diku dhe ardhja prej andej, lëvizja që bën dikush a diçka (një automjet etj.) kur shkon në një vend dhe vjen që andej. *Vajtje-ardhje të shpeshta. Vajtje-•ardhja e njerëzve. Biletë për vajtje-ardhje. Autobusi bën disa vajtje-ardhje në ditë.*
*2.* Vizita që i bëjnë njerëzit njëri-tjetrit në shtëpi, hyrje-dalje. *Kemi vajtje-ardhje me ta. If prenë vajtje-ardhjet.*
VAJTOHET. *Pës. e* VAJTOJ.VAJTOJ *kal.* dhe *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. Qaj
me zë e me ligje një të vdekur, bëj vaj. *Vajtonin të vdekur in (trimin). Grate vajtonin.*
*2. fig.* Pikëllohem thellë për një fatkeqësi, për diçka të humbur a për fatin e dikujt dhe e shpreh këtë me fjalë etj., qaj. *Vajton për fatin e dikujt. Vajtonte të kaluarën.*
VAJTORE,~JA *sh.* ~E, ~ET *etnogr.* Gruaja që merrej zakonisht me pagesë për të vajtuar një të vdekur, vajtuese.
VAJTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *etnogr.* Burri që qante një të vdekur me ligje, ai që bënte vaj, ai që vajtonte.
VAJTUES,~E *mb.* Që vajton; që shpreh vaj a trishtim të thellë, i përvajshëm. *Me zë vajtues. Muzikë vajtuese. Blegërimë vajtuese.*
§ S h e l g vajtues (lotues) *bot. shih te* SHELG,~U i. VAJTUESE,~JA *sh.* ~E, ~ET *etnogr.* Vajtore.
VAJTUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është në një gjendje të mjeruar, që është për të ardhur keq, që të shkakton keqardhje e trishtim të thellë. *Gjendje e vajtueshme. Përfundim (fund) i vajtueshëm.*
*2.* Që shpreh trishtim e dhembje të thellë, i përvajshëm. *Këngë e vajtueshme. Me zë të vajtueshëm.*
VAJTUR (i,e) *mb. bised.* 1. Që është në prag të vdekjes, që nuk shpëton dot (nga vdekja e nga një dëhim shumë i rëndë), i ikur; shuraë i lodhur, i kë-piitur. *Është i vajtur ai.*
2. Që është vjetruar shumë e s'mban me, që ka marrë fund. *Rroba të vajtura.*
VAJUAR (i,e) *mb.* Që është Iyer me vaj për ta ruajtur a për të punuar më të me lehtë; i përlyer me vaj. *Pushkë e vajuar. Me duar të vajuara.*
VAJZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Fëmijë femër; njëri i seksit femëror deri në moshën e pjekurisë; fertiër që s'është martuar; çupë. *Vajzë e bukur (e zgjuar, e shkathët). Vajzë trime. Vajzat shqiptare. Vajzat aksioniste. Vajzë punëtore. Vajzë lozonjare. Vajzë e përkëdhelur. Vajzë e lashtë* lëneshë. *Vajzat e fshatit (e kooperativës). Konvikti i vajzave. Lindi vajzë.*
2. Fëmijë femër kundrejt prindit të vet, e bija e dikujt; çupë. *Vajzë e vetme. Vajza më e madlie. Vajzë për\ (në) shpirt. Ka dy vajza. Martoi vajzën. Është vajza e tezes.*
3. *përd. mb.* E virgjër. *Është vajzë.*
VAJZËRI,~A 1. Mosha e femrës deri sa mar-tohet, koha sa është vajzë; çupëri. *Gëzimet e vajzërisë. I ka mbetur që në vajzëri.*
2. Të qenët vajzë, virgjëri. *E ruajti vajzërinë.*
3. *përmb.* Tërësia e vajzave, vajzat e një vendi, çupëri. *Vajzëria e fshatit. Erdhi gjithë vajzëria. Ishte mbledhur iërë vajzëria.*
VAJZËRISHT *ndajf.* Ashtu si bëjnë vajzat, me mënyrën si sillen vajzat, si vajzë; si në vajzëri. *Vishej vajzërisht. Këndonin vajzërisht.*
VAJZËROR,~E *mb. poet.* Që ka të bëjë me vajzat! a me vajzërinë, që u përket vajzave a vajzërisë, i vajzave a i vajzërisë; që është karakteristik për vajzat,! si prej vajze. *Fytyrë vajzërore. Trap (shtat) vajzë-ror.\ Ëmbëlsi vajzërore. Ëndërr vajzërore. Gëzim vaj-*
*zëror. Dashuri vajzërore. Zemër vajzërore. Ndjenja vajzërore.*
VAJZURINA,~T *vet. sh.* 1. Vajza të vogla e të parntura, vajza të mitura.
2. *mospërf.* Vajza pa përvojë nga jeta, çupëlina. *Punë vajzurinash.*
VAK *kal.,* ~A, ~UR. 1. E ngroh pak diçka, e bëj të vakët. *Vak ujin (qumështin). Dielli e vaku token.*
2. *fig.* E dobësoj diçka, ia ul vrullin a forcën, e pakësoj, e venit (për vullnetin, dashurinë etj.). *la vaku vrullin (gëzimin). la vaku dashurinë (dëshirën) për diçka.*
. VAKET *vetv.* 1. Ngrohet pak, bëhet i vakët (për ujin, motin etj.). *U vak uji. U vak moti (koha).*
*2. fig.* Dobësohet, e ul vrullin a forcën, venitet (për vullnetin, dashurinë etj.). *lu vak vrulli. lu vak malli p ër di ç k a.*

3. *vet. veta 111.* Mjegullohet, dobësohet shumë, erret, perëndon; shuhet (për sytë, dritën etj.). *U vak dielli. U vak kandili (drita). lu vakën sytë.*
4. *bised.* Vdes, shuhet pa u ndier. *U vak plaku natën pa bërë zë.*
*5. Pës. e* VAK.
VAKËF,~I *m. sh.* ~E, ~ET *hist.* 1. Pasuri e pa-tundshme, që ishte prone e një xhamie, e një kishe, e një teqeje a e një manastiri.
2. Vend i shenjtë, sipas përfytyrimeve mistike fetare.
VAKËR *mb.* 1. Që i ka këmbët të zeza, të murrme ose me pika ngjyrëkafe dhe po kështu e ka edhe turirin (për dashin e delen). *Dash (dele) vakër.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit tI mbiemrit.
VAKËRRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Blegërimë. *Vakërrima e deleve.*
VAKËRRON *jokal,* ~OI, ~OAR. Blegërin. VAKËSI,~A . Vaktësi.
VAKËSIRË,~A 1. Vaktësi.
2. Kohë e ngrohtë dhe e butë, ngrohtësirë. *Ishte vakësirë.*
3. *fig.* Gjë e vakët, diçka që nuk të lë asnjë gjurmë a mbresë, diçka që nuk të nxit.
VAKËT (i,e) *mb.* I. Që është pak i ngrohtë, që është ngrohur pak; që ngroh pak, që ka pak ngrohtësi. *Ujë (qumësht) i vakët. DieII i vakët. Mot i vakët. Ere e vakët. Nate e vakët.*
2. *fig.* Që nuk ka gjallëri, shkathtësi e zell, jo i gjallë, i ngathët, i mefshtë; që nuk të lë ndonjë gjurmë a mbresë, që as të ngroh dhe as të ftoh; që bëhet mjaft ngadalë, që nuk sjell ndonjë zgiidhje të shpejtë e të frytshme. *Jetë e vakët. Mbledhje e vakët. Fjalë të vakëta. Biseda të vakëta. Deklaratë e vakët. Mbresa të vakëta. Vështrim i vakët. Qenë të vakëta punët.*
~*k* E mban me ujë të vakët (të ngrobtë) *shih tek* UJË,~I.
VAKl,~A . *bised.* Ndodhi, ngjarje. *Bin vaki* ndodh, rastis.
VAKJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve VAK, VAKET. *Vakja e ujit.*
2. Gjendje kur dike e iënë fuqitë dhe e ndjen vetenL
tepër të dobët, kur sa tnezi qëndron në këmbë. *Me erdhi një si vakje në trup.*
VAKOHET *vetv.* Vaket.
VAKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vak. *Vakoj pak ujë.*
VAKSINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjek.* Lëndë e përpunuar në laborator, që përmban mikrobe të do-bësuara a të ngordhura ose helme të tyre dhe që futet në organizmin e njeriut a të kafshës për ta bërë të paprekshëm nga disa sëmundje e për të rritur qën-dresën kundrejt tyre. *Vaksinë kundër Use (kundër difterisë, kundër kollës së mirë, kundër fruthit). Vaksinë kundër tetanosit. Vaksinë për mbrojtjen nga tu-berkulozi. Prodhimi i vaksinave. Bëri vaksinën. I është ënjtur vendi nga vaksina.*
VAKSINIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mjek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VAKSINOJ, VAKSINO-
HEM. *Vaksinimi i fëmijëve (i gjësë së gjallë). Vak-sinimi kundër Use. Qendra e vaksinimit.*
VAKSINOHEM *vetv. mjek.* 1. Marr a bëj një vaksinë për t'u mbrojtur nga një sëmundje. *Jane vak. sinuar kundër Use (kundër fruthit).*
*2. Pës. e* VAKSINOJ.
VAKSINOJ *kal.* ~OVA, ~UAR *mjek.* I bëj vaksinën një njeriu a një kafshe kundër një sëmundjeje. *Vaksinoj fëmijët. Vaksinoi viçat (zogjtë e pulave).*
VAKSINUAR (i,e) *mb.* Që ka bërë vaksinën kundër një sëmundjeje. *Fëmijë i vaksinuar. Kafshë e vaksi~ nuar.*
VAKT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet. Bised.* 1. Kohë e caktuar ose pjesë kohe, gjatë së cilës ndodh a bëhet diçka; koha e duhur, afat. *Në vaktin e martesës. Në vaktin e rrushit. Erdhi në vakt. Polli pa vakt. U poq para vaktit.*
*2.* Koha e caktuar, kur hahet ushqimi gjatë ditës; ushqimi a sasia e ushqimit, që hahet në këtë kohë. *Në vakt të drekës. Hante vetëm një vakt në ditë. Kishte vetëm dy vakte bukë.*
3. Gjendja ekonomike e dikujt. *Është mirë nga vakti. Ra nga vakti. la ka vaktin ai* është në gjendje të mirë ekonomike, mund t'i përballojë lehtë shpen-zimet.
4. Nge, kohë. *S'kam vakt.*
VAKTËSl,~A . 1. Të qenët i vakët. *Vaktësia e ajrit. Vaktësia e trupit.*
*2. fig.* Mungesë gjallërie, shkathtësie e zelli; plo-gështi, ngathtësi; mungesë ndjenjash të forta a mbre-sash të gjalla. *E priti me vaktësi.*
VAKUR (i,e) *mb.* 1. Që është bërë i vakët, që është vakur. *Ujë i vakur.*
*2.* I vakët, pak i ngrohtë. *Erë e vakur.*
3. *fig.* Që nuk ka gjallëri e shkathtësi, që është pa jetë, shumë i dobët; i ngathët, i vakët. *Me zë të vakur. Mbledhje e vakur. Shpresa të vakura.*
VALANICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dërstilë. *Shkel shajakun në valanicë.*
VALANIDH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Lloj dushku i viseve mesdhetare, me trung të trashë e të lartë, me lëkurë ngjyrë hiri e të plasaritur, me gjethe vezake, dhe që bën lende të mëdha e me kapuç të gjerë, të cilat për-mbajnë tanin e përdoren për të regjur lëkurët. *Va-*
*lanidh i butë (i egër). Lëndë (dru) valanidhi. Pyll me valanidhe.*
VALENCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *kim.* Vetia që ka atomi i një elementi kimik për t'u bashkuar me një numër të caktuar atomesh të elementeve të tjera; lidhja ndërmjet atomeve. *Valence pozitive (negative). Valenca e hidrogjenit. Valencat e oksigjenit. Element me dy valenca.*
VALERIANË,~A . *bot.* 1. Bimë barishtore shumë-vjeçare me kërcell të drejtë, me gjethe të zgjatura e të dhëmbëzuara, me lule të bardha ose të trëndafilta në trajtë tufe, që rritet në livadhe, në pyje etj. dhe që ka një rizomë të shkurtër me rrënjë të holla e të degëzuara, e cila përdoret në mjekësi. *Rrënjët e valerianës.*
2. *farm.* Bar që përgatitet nga rrënjët e nga rizoma e këtaj bime dhe që përdoret si qetësues kundër së-mundjeve të zemrës, kundër etheve etj. *Piu valerianë.*
VALË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shtresë uji në si-përfaqen e detit, të liqenit, të lumit etj., që lëviz, ngri-het e ulet zakonisht nga era dhe që duket sikur zhven-doset drejt bregut; dallgë, shkulm. *Vale e madhe (e fuqishme). Vale të shkumëzuara. Valët e detit (e lumit). Lartësia e vales. Kreshta e vales. Det me vale. Bën vale. Ngrihen vale. Sjell vale. Përplasen (thyhen) valët. Çau valët. Vjen vala. Ujitje me vale* ujitje duke e lë-shuar ujin me vrull në gjithë arën, ujitje me për-mbytje.
2. Diçka që i ngjan dallgës së ujit ose që lëviz dall-gë-dallgë; turmë njerëzish që lëvizin në trajtën e dall-gëve; rrymë. *Valët e rërës. Valët e grurit në are. Valët e flamurit. Valët e flokëve. Vale të nxehta ajri. Valët e demonstruesve. Vala goditëse e ajrit* rrymë e forte ajri, që shkaktohet nga shpërthimi i një arme bërthamore.

3. *spec.* Dridhje të rregullta të ajrit, në trajtë dall-gësh të vogla, që shkaktohen nga lëkundjet e një trupi tingëllues në një mjedis; dallgë drite ose dallgë grim-cash elektromagnetike, që krijojnë një fushë e për-hapen në një drejtim a në një mjedis të caktuar. *Vale tërthore (gjatësore). Vale të gjata (të mesme, të shkurt-ra). Vale elektromagnetike. Vale televizive. Vale za-nore. Valët e zërit. Valët e dritës. Valët e radios. Gja-tësia e vales. Përhapja e valëve. Kapja e valëve.*
4. Gjendja e ujit, e qumështit etj. kur valon; ujë që valon a që ka valuar, ujë shumë i nxehtë. *Tas me vale. Gatuaj bukën me vale. Është në vale. Merr vale* valon. *dha një vale* e valoi.
5. *bised.* Enë prej metali (gjym, kusi etj.), që vihet në zjarr për të zier ujë. *Vuri valën në zjarr. Lepuri në mal e vala në zjarr. fj.u. iron.*
6. *kryes. sh.* ~A, '~AT. Bula a flluska me ajër, që formohen në ujë ose në një lëng kur zien. *Lëshon vala.*
7. *krahin.* Gjellë që bëhet me bukë të përsheshur në ujë të valuar e me yndyrë ose në qumësht të valuar; papare. *Vale e ngrohtë. Vale çobanësh. Vale me qumësht.*
8. *fig. bised.* Radhë, here. *Valën tjetër. Këtë vale Vale pas vale* here pas here. *Kishte valën.*
9. *fig.* Lëvizje përpara e me vrull e diçkaje, që rritet gjithnjë e me shumë; pika më e lartë e një ve-primtarie a e një pune, kulmi; shfaqja më e forte c një ndjenje; rrjedhë a rrymë e forte, dallgë, vrull.*Vale e fuqishme. Vale revolucionare. Vale patriotike. Vale gizimi (dashurie, zemërimi, entuziazmi). Vala e\ urrejtjes. Vala e sëmundjes. Vale I e jetës. Valët e luftës revolucionare (klasore). Vale terrori. Vale gre-vash (demonstratash, protestash). Vala e aksioneve. Në valët e revolucionit. Jemi në valën e punës. U ngrit (raj vala. E mori vala. I dha vale* i dha vrull. *Mori vale puna* mori vrull.
10. *përd. tnb.* Shumë i nxehtë, që të djeg, që të për-vëlon; shumë i ngrohtë. *Ujë vale. Gjella është vale. Dhoma ishte vale. Shtrati është vale. E bëri vale* e ngrohu shumë, e nxehu mirë. *U be vale* u ngroh shumë, u nxeh mirë.
11. *përd. ndajf.* Përdoret për të shprehur shkallën e lartë të nxehtësisë, me kuptimin “shumë”. *nxehtë vale.*
Pike e vale *shih te* PIKË,~A. Në vale të gjakut *shih te* GJAK,~Uj. Vala e shpirtit grahma e vdekjes. I ka rënë një vale mbi kokë (mbi krye) *dikujt* a) e ka pushtuar një dëshirë e zjarrtë, dashuria për dike etj.; i është ngulur në kokë një mendim që e mundon; b) e ka zënë një hall i madh, po i zien koka. E morën (punën) me vale e morën me rrëmbim a më të ashpër. Mori vale puna (biseda) u acarua, u ashpërsua puna (biseda).
VALË (i,e) *mb.* Shumë i ngrohtë, që të përvëlon, që të djeg, shumë i nxehtë (zakonisht për ujin e për lëngje të tjera). *Ujë i vale. Cjellë (bukë) e vale. Afsh i \alë. Djersë të vala.*
I ra uji i vale u tremb, u shqetësua shumë nga diçka që i erdhi papritur.
VALËBUKE,~JA i *f.sh.* ~E, ~ET. Gjym i vogël që mbahet gjithnjë në zjarr për të zier ujë. *Mbushi valëbuken. Vuri valëbuken në zjarr.*
VALËBUKE,~JA n . Bukëvale; përshesh me qumësht; papare me qumësht. *Valëbuke me gjalpë (me vaj).*
VALËMADH,~E *mb.* 1. *poet.* Që vjen me vale të mëdha; që ka shumë vale, valëshumë. *Lumë valë-madh. Vjosa valëmadhe.*
2. *fig.* Që i ka ndodhur një fatkeqësi e madhe, që i ka vdekur dikush nga njerëzit e shtëpisë a nga të afërmit; që ka parë shumë vdekje e fatkeqësi; fatkeq. *Grua (nënëj valëmadhe.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.
I ALËPRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *det.* Mur a ledh i ndërtuar afër një porti për ta mbrojtur atë nga dall-gëtj, diçka që pengon a pret valët, valëthyes.
VALËSHPEJTË *mb. poet.* Që vjen me vale të shpejta, që rrjedh me nxitim. *Drini valëshpejtë.*
VALËSHUMË *mb. poet.* Që ka shumë vale. *Det valëshumë.*
VALËT (i,e) *mb.* I vale. *Ujë (qumësht) i valët. Afsh i valët.*
VALËTHYES,~I *m. sh.* ~, ~IT *det.* Mur a ledh i ndërtuar afër një porti për ta mbrojtur atë nga dall-gët; diçka që pengon dallgët. *Valëthyesi i portit.*
VALË-VALË *ndajf.* 1. Duke formuar vale, duke lëvizur si valët e detit, no trajtën e valëve; dallgë-dallgë. *Lëviz valë-valë. Vijnë retë valë-valë. Kalojnë (shkojnë) valë-valë. Hynin valë-valë.*
2. *përd. mb.* Që ka shumë vale, i valëzuar. *Lun-dronte në detin valë-valë. I ka flokët valë-valë.*
VALËVIT (VALËVIS) *kal.,* ~A, ~UR. E tund diçka dallgë-dallgë nga një anë në tjetrën, lëkund sa të bëjë vale, e lëviz valë-valë; valëzoj. *Valëvitnin flamurët.*
VALËVITET *vetv.* 1. Tundet dallgë-dallgë nga njëra anë në tjetrën, lëkundet valë-valë; valon. *Valëvitet flamuri. Valëvitej bari (gruri në are). I valëviteshin flokët në erë.*
2. *Pës. e* VALËVIT.
VALËVITËS,~E *mb.* Që lëkundet valë-valë, që valëvitet. *Me fustanellat valëvitëse. Re valëvitëse.*
VALËVITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VALËVIT, VALËVITET. *Va-*
*lëvitja e flamurit. Valëvitja e grurit.*
VALËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VALËZOJ, VALËZOHET.
*Valëzimi i detit. Valëzimi i reve.*
*2.* Përkulje në trajtën e valëve; diçka që ka trajtën e valëve; vale. *Valëzimet e ujit (e kallinjve) e turmës.*
*Valëzimet e tokës. Valëzimet e llamarinës. I dha va-lëzim. E zbukuroi me valëzime.*
VALËZOHET *vetv.* Formon vale, merr trajtën e valëve; valëzon. *Valëzohej deti. Valëzohet gruri.*
VALËZOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Formon vale; bën lëvizje si vale, lëviz valë-valë, ulet e ngrihet si vale. *Valëzon deti. Valëzon gruri. I valëzoj-në flokët.*
*2. kal.* Bëj që të formohen vale; bëj që diçka të lëkundet e të Iëvizë si valët e detit; i jap diçkaje trajtën e valëve, bëj valë-valë. *Era valëzonte grurin.*
VALËZOR,~E *mb. poet.* Që është në trajtën e valëve; që lëviz valë-valë. *Grunjërat valëzore. Lëndinë valëzore.*
VALËZUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka vale, valë-valë. *Det i valëzuar.*
2. Që ka marrë trajtën e valëve, që është bërë si vale, që është valëzuar; valë-valë. *Sipërfaqe e valëzuar. Vend (reliev) i valëzuar. Breg i valëzuar. Vijë e valëzuar. Flokë të valëzuar. Llamarinë e valëzuar. Karton i valëzuar.*
VALËZUES,~E *mb.* 1. Që ka vale, që valëzon. *Det valëzues.*
*2.* Që ka trajtën e valëve, që është si vale. *Lëvizje valëzuese. Zbukurim valëzues.*

VALI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *hist.* Qeveritari me i lartë, i emëruar nga sulltani, në një vilajet të Perandorisë Osmane.

•*k* Është vetë vali e vetë kadi (myfti) është i plot-fuqishëm, bën siç i teket, bën si do vetë, vendos dhe urdhëron vetë; nuk pyet për të tjerët.

VALIM,~I *in.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve 1,2 të foljeve VALOJ, VALOHET. *Valimi i ujit. Valimi i ndërresave. Pika e valimit* shkalla e nxehtësisë kur uji a një lëng tjetër fillon të valojë.

VALISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lerë gurësh që rrokulliset nga një mal a nga një shkëmb; ortek. *Valishtë mali. Valishtat e bjeshkës. Valishtë bore.*

VALIXHE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Arkëz e ulët

iprej dërrase, prej lëkure, prej kartoni etj., me kapak e me një dorezë, që shërben për të mbartur rroba e sende të tjera kur udhëtojmë. *Valixhe dërrase (kar-loni, lëkure, fibre). Çelës valixheje. Vendi (raftij i valixheve. E vuri (e futi) në valixhe. Mbush valixhen. Hap (mbyll) valixhen. Marr (lë) valixhen.*

VALOHET *veiv.* 1. Arrin pikën e valimit, merr vale, valon.

2. *Pës. e* VALOJ2

VALOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Zien derisa të gurgullojë e të nxjerrë vale në sipër-faqe, arrin pikën e valimit, merr vale (për ujin, për qumështin, për gjellën etj). *Valoi uji (qumështi).*

2. *kal.* Ziej në një enë ujin, qumështin, gjellën etj. derisa të gurgullojë e të nxjerrë vale në sipërfaqe, bëj që të marrë vale, i jap vale. *Valoj ujin (qumështin). Valoj rrobat.*

3. *vet. veta III.* Lëviz a lëkundet lehtë në ajër duke formuar vale, valëvitet. *Valon fiamuri.*

4. *vet. veta III fig.* Gëlon, lëvrin, zien, vlon. *Valonte fshati. Valonin rrugët. Valonin bletët (krimbat).*

5. *vet. veta HI fig.* Bëhet a zhvillohet me gjallëri e me vrull, zien; kërcet; buçet (për një punë a një ve-pnmtari tjetër). *Valon puna. Valonte lufta. Valonte kënga. Valojnë garat socialiste. Valon jeta. Valonte pushka. Valonte druri* rriheshin.

VALOMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vale e madhe; vale.

2. *fig.* Rrymë, rrjedhë. *mori edhe ata valoma.*

VALOR,~E *mb. spec.* Që ka të bëjë me valët e ajrit, të zërit ose të dritës, që u përket këtyre valëve; që bëhet në trajtë valësh; që i ngjan vales, si vale. *Lëvizje valore. Vijë valore. Vetia valore e elektronit. Natyra valore e dritës. Teoria valore e dritës.*

VALS,~I *m. muz.* Lloj vallëzimi, që kërcehet në çifte duke u rrotulluar e duke lëvizur këmbët tri here në një anë e tri here në anën tjetër; pjesë muzikore me kohë tri të katërta, që kërcehet në këtë mënyrë; vepër muzikore që ka këtë ritëm. *Tingujt e valsit. Kërcej (luaj) një vals. Marr një vals.*

VALUAR (i,e) *mb.* Që është nxehur deri në pikën e valimit, që ka marrë vale; i zier. *Ujë i valuar. Qu-mësht i valuar.*

VALUTË,~A . *fin., ek.* 1. Njësia bazë e sistemit monetar të një vendi; tërësia e njësive të këtij sistemi. *Valuta e një vendi. Valutë ari (argjendi). Valutë në letër.*

2. Para e shteteve të tjera që përdoret në tregtinë e jashtme a që qarkullon në tregun ndërkombëtar. *Valutë botërore. Kredi në valutë. Kursi i valutës* vlera e njësisë monetare të një vendi e shprehur në njësi mo-netare të tjera, kurs valutor. *Sigurojmë valutë. Kursej-më valutën. E blejmë me valutë.*

VALUTOR,~E *mb. fin., ek.* Që ka të bëjë me valutën, që i përket valutës, i valutës; që bëhet me valutë. *Sistem valutor. Të ardhura (burime, rezerva) valutore. Vlera valutore. Fond valutor. Monopol valutor. Tregjet valutore. Krizë valutore. Reformë valutore. Kurs valutor.*

VAIXE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Varg lëvizjesh ic caktuara të trupit e të gjymtyrëve, që bën një njeri 7akonisht i zënë dorë për dore më të tjerë e duke kër-cyer rreth e përqark sipas ritmit të muzikës^hoqëruese;

lloj kërcimi, gjatë të cilit bëhen lëvizje të rregullta të trupit e të gjymtyrëve dhe krijohen figura të ndrysh-me; muzika a kënga që shoqëron këtë lloj kërcimi; vargu i valltarëve. *Valle e lehtë (e rëndë). Valle dyshe. Valle klasike. Valle popullore. Valle shqiptare (arbë-reshe). Valle partizane. Valle e përpunuar. Valle bu-rrash (grash). Valle të punës. Vallja e brezave. Suite vallesh. Ritmi i valles. Heqësi i valles. Grupi i valleve. Ansambli i këngëve dhe i valleve. Kërcej (luaj, hedh, heq) një valle. la merr valles. Nisi një valle. E dredh vallen. U këput vallja. Hyj në valle. Sillet vallja rrotu-ll-o. kr. pop.*

*2.* Pjesë a vepër muzikore me ritëm, me masë e me kohë për të tilla lëvizje e për këtë lloj kërcimi. *Valle simfonike.*

3. Një grup a një rreth njerëzish, që rrinë e bi-sedojnë së bashku në një vend; numër i madh njerëzish a sendesh; pjesë e diçkaje, që zë aq vend sa mund të kërcesh. *Valle burrash. Një valle me gra. Ka një valle fëmijë. Një valle vend. Bëri valle* mblodhi një grup njerëzish në një vend.

4. *fig.* Punë a ndërmarrje, që kërkon mundim për t'u kryer; punë e vështirë, kokëçarje. *Hodhi (hoqi) një valle* i hyri një pune me telashe. *Hyri (u fun në valle. la hyri valles. Nuk ia hyj asaj valleje. E futi (e shtiu, e vuri) në valle dike.*

Mos e hap vallen shumë! mos e kalo masën e shpenzimeve, mos e tepro! E kanë lënë jashtë valles nuk e kanë ftuar të marrë pjesë në një punë, në një festë, në një trashëgim etj.; e kanë përjashtuar nga rrethi. Rri (është) jashtë valles nuk merr pjesë në një punë e nuk përgjigjet për të. Shkon pas valles s ë *dik ujt keq.* bën siç thotë dikush tjetër, i plotëson dëshirat e kërkesat, i shkon sipas avazit. E bëri të hedhë (të luajë) valle në tepsi *shih tek* TEPSI,~A. Hedh këmbëji sipas valles vepron sipas kushteve dhe mjedisit ku është, i hedh këmbët sipas avazit. Hedh vallen siç bie daullja (sipas daulles, siç bie lodra) *keq. shih te* DAULLE,~JA. Po byre në valle, duhet të kërcesh *fj. u.* kur e fillon një punë, duhet ta shpiesh deri në fund. Lodra bie për tjetër valle është fjala për diçka tjetër; kanë ndryshuar punët. Nisën vallet kur pushuan daullet u krye me vonesë diçka, nuk u be në kohën e duhur, erdhi si kofini pas të vjelave. Ku i bie daulles unë e ku e hedh vallen ti *shih te* DAULLE, ~JA. Disa jashtë valles dine shumë këngë *fj. u.* kur nuk punon vetëe s'ke ndonjë barrë a përgjegjësi mbi supe, është lehtë t'u japësh mend të tjerëve.

VALLEZ,~A 1. *Zvog. e* VALLE,~JA.

2. Varg lëvizjesh që bëjnë peshqit të grumbulluar në tufa kur lahen e rrihen. *Bëjnë vallez.*

VALLË *pj.* Përdoret zakonisht në fjalitë pyetëse për të shprehur dyshim, mosbesim a pasiguri. *Vallë vjen sot ai? Vallë i pëlqente asaj? Mos vallë shkuan atje? Të jetë vallë e vërtetë? Ç'të ketë ndodhur vallë? Përse e thirrën vallë? Vallë e di!* ndoshta nuk e di, mund të mos e dijë.

VALLKZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VALLËZOJ, VALLËZOHET.
*Mbrëmje vallëzimi. Muzikë vallëzimi. Vend (sallë) vallëzimi.*
*2.* Lloj i caktuar lëvizjesh ritmike, të shoqëruara me muzikë, kur kërcej me së bashku me një tjetër, zakonisht çift.VALLËZOHET. *Pis. e* VALLËZOJ i.
VALLËZOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kërcej sÇ bashku menjëtjetër, zakonisht çift, duke bërë lë-vizje a figura të ndryshme, të shoqëruara me muzikë ritmike, kërcej a luaj një vallëzim; luaj valle. *Vallëzonin të rinjtë. Vallëzoi me të.*
2. *kal.* Kërcej çift me dike një vals, një tango etj., luaj. *Vallëzuan vals (tango).*
3. *vet. veta HI fig.* Lëviz shpejt, me gjallëri e me shkathtësi; lëviz poshtë e lart sikur luan valle, sillet nëpër ajër. *Vallëzonin fluturat. Vallëzonin gjethet e vjeshtës. Vallëzonte barka përmbi vale.*
VALLËZUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që luan një valle, ai që vallëzon; kërcimtar; valltar.
VALLKUA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË. 1.
Mjet peshkimi me i gjerë nga një anë dhe me i ngushtë nga ana tjetër që ka brenda disa qese prej rrjete dhe që përdoret kryesisht për të zënë ngjala; pinar, rrahçë. *Gjuajnë me vallkua. 2.* Kopan rrobash, pallë.
yALLOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR *Bised.* Hedh valle, kërcej një valle, valiëzoj. *Këndonin e vallonin.*
VALLTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që di të hedhë valle, ai që kërcen valle; kërcimtar. *Valltar popullor. Valltarët e rinj. Grupi i valltarëve. Kërcen si valltar.*
VALLTARE,~JA *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VALLTAR, ~I. *Valltarët shqiptare. U be vail tare.*
VAMPlR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *mit.* I vdekur që, sipas besimeve të kota, gjoja del natën nga varri për të thithur gjakun e njerëzve të gja)lë; lugat.
2. *fig. keg.* Ai që shfrytëzon pa mëshirë të tjerët; gjakpirës. *Vampirët kapitalistë.*
3. *fig. keq.* Hamës i madh, llupës, ai që s'ka të ngopur.
*4. zool.* Një Hoj lakuriqi i nates me trup të madh, që jeton në Amerikën Jugore dhe ushqehet me gjak.
•*k* Vampiri e njeh lugatin *fj. u.* njeriu i keq e njeh shokun e tij, i ligu shkon më të ligun.
VANDAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Grumbull sendesh të lidhura së bashku si deng; barrë jo e madhe me bar, me dru etj. sa mund ta mbartë një njeri në krahë a sa një anë kali. *Një vandak bar (dru, kashtë). Një\ vandak me letra. E bëri (e lidhi) vandak.*
*2.* Shumicë, diçka e madhe në sasi a në vëllim. *Kishte letër me vandakë.*
3.1 *përd. ndajf.* Lidhur si deng; grumbull. *vuri librat vandak. I kishte shkresat vandak.*
*ie* Vandak me bezga *mospërf. shih te* BEZGË,~A.
VANDAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Pjesëtar i një popullsie të hershme gjermanike, e cila në she-kullin V u dynd nga brigjet e lumit Oder, pushtoi një pjesë të Perandorisë Romake, plaçkiti Romën dhe shkatërroi shumë monumente të artit e të kultu-rës. *Shteti i vandalëve. Sulmet e vandalëve.*
2. *fig. keq.* Ai që prish e shkatërron në mënyrë barbare monumentet e artit e të kulturës dhe çdo gjë tjetër me vlerë; njeri i egër e barbar, shkatërrimtar i pamëshirshëm. *Vandalët fashistë (nazistë). Vandalët e kohës sonë.*
VANDALlZËM,~Mt *m. sh.* ~MA, ~MAT. Shkatërrim barbar e i pamëshirshëm i monumenteve të artit e të kulturës dhe i të gjitha gjërave me vlerë; plaçkitje e papërmbajtur, e shoqëruar me vrasje e mizori; veprim i egër e barbar, sjellje prej vandali; barbarizëm, mizori. *Vandalizmat e fashistëve (e na-zistëve, e pushtuesve, e shovinistëve fqinjë). Veprime (akte) vandalizmi. Bënë vandalizma.*
VANË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Ulluk i ngushtë, i cili i bëhet për së gjati një dërrase që të puthitet mirë me një dërrasë tjetër. *Dërrasa me vanë.*
*2.* Mur i ngritur rreth grykës së një pusi. *Vana e pusit.*
VANGË,~A *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Bel i ngushtë dhe i mprehtë, që përdoret kryesisht për të punuar token thellë ose për të hapur kanal; bel.
VANILJE,~A. 1. *bot.* Bimë barishtore kacavarëse e vendeve tropikale, që bën fryte në trajtë bishtaje të gjatë e të hollë dhe me erë të këndshme; fryti i kësaj bime. *Bishtajat (kokrrat) e vaniljes.*
*2.* PJuhur i bardhë si kristal, me erë të këndshme, që nxirret nga fryti i kësaj bime dhe që përdoret për t'ua hedhur ëmbëisirave ose në parfumeri. *Çokollatë me vanilje. Akullore me vanilje.*
VAPEM,~I *m.* Baltë e bardhë që përdoret për të prerë pekmezin ose për të Iyer muret e shtëpisë, dhe-rrush.
VAPË,~A 1. Koha më e nxehtë e vitit gjatë muajve të verës, të nxehtët e verës. *Vapa e korrikut. Në qershor fillon yapa. Erdhi shpejt vapa sivjet. Pemët duan vapë që të piqen. E dogji barin vapa. Shkoi vapa me gushtin. fj. u.*
*2.* Orët më të nxehta të ditës gjatë stinës së verës (zakonisht në mesditë ose pas mesit të ditës); ngrohtësi e madhe që shkaktohet nga zjarri etj. në një dhomë e që mezi durohet. *Vapë e madhe (e padurueshme, mbytëse). Vapa e drekës (e mesditës). Pisku i vapës. Në pike të vapës. Bën (është) vapë. Na zuH vapa. Sa pa zënë vapa. Shtrëngoi vapa. Shkoj (kaloj) vapën* pushoj në orët më të nxehta të ditës. *Dhentë bëjnë vapën* dhentë mërzejnë në hije. *Plasëm nga vapa.Kaloi vapa.*
3. Nxehtësi e madhe që ndicjmë në trup. *Kam shumë vapë.*
•*k* Mos na bëj ?apë! *thjeshtligj.* mos me mërzit, mos me bezdis! (përdoret kur dikush na shqetëson).
VAPËHERË,~A . Mesdita ose koha pas mesit të ditës kur bën me shumë vapë, koha e vapës në një ditë vere. *Kaloi vapëhera. Erdhi në vapëherë.*
VAPËSlRË,~A . Vapë e madhe që të zë frymën, vapë e padurueshme; zagushi. *Nuk fie dot në vapësirë.*
VAPËT (i,e) *mb.* Shumë i nxehtë, me shumë vapë. *Nate e vapët. Klimë e vapët. Zone e vapët. Dhomë e vapët.*
VAPËTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj që të ketë vapë, i shtie vapën; bëj vapë; e nxeh. *Na vapëtoi me atë zjarr. Dielli vapëtoi fushën.*
VAPIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve VAPOJ, VAPOHEM. *Vapim nën hije.*
VAPJE,~A *sh.* —'E, ~ET. I. *zool.* Harrje 2. *kryes. sh.* Vapore. *dolën vapje.*VAPOHEM *vetv.* 1. Kam vapë, me hyn vapa. 2. Kaloj vapën në një vend me hije, vapoj. *U va-pua në pyll.*
VAPOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. Kaloj kohën e vapës në një vend me hije; mërzen (për bagëtinë). *Vapojnë delet. Vapuan në hije. E çoi bagëtinë për të vapuar.*
VAPOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Anije me avull; anije e madhe për udhëtarë dhe për të mbartur mallra në rrugë të largëta.

*Vaporët shqiptarë. Vapor oqeanik. Hunda (kuverta, lira) e vaporit. Kiçi i vaporit. Ekui-pazhi i vaporit. Kapiteni i vaporit. Ngarkuan (shkar-kuan) vaporin. Hipi në vapor. Udhëtuan me vapor.*

VAPORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. I. Kasolle e vogël për të kaluar vapën zakonisht pranë lëmit a pranë një vendi ku kryhen punime bujqësore në verë.

2. *kryes. sh.* Puçrra të vogla që u dalin fëmijëve në trup nga vapa. *Iu mbush trupi me vapore.*

VAPULLIM,~I *m.* Vapë e madhe, vapësirë. *Është vapullim sot.*

VAQETË,~A . Lëkurë e trashë dhe e forte, zakonisht prej gjedhi, e regjur e pa rrudha, që përdoret për pjesët e sipërme të këpucëve të rënda dhe për pajisje të ndryshme ushtarake. *Këpucë prej vaqete.*

VAR *kal.,* ~A, ~UR. 1. Kap diçka te pjesa e sipërme në një gozhdë, në një çengel, në një tel etj., e ngec a e lidh diku në mënyrë të tillë që të rrijë pezull. *Var Hambën. Var xhaketën (pallton). Var pikturën (tablonë, porlretin). Var në gozhdë (në çengel). Var kusinë në vargua. Vari pushkën në krah.*

2. Ngjit diçka në mur, e vë në mur a në një vend tjetër të dukshëm për ta parë të tjerët. *Var listen (shpall-jen). Var një parullë.*

3. I vë dikujt litarin si lak në grykë, e lidh a e tërheq sipër dhe e mbyt, ia lidh litarin në qafë dhe e shtrëngoj që të vdesë. *E varën fashistët.*

4. TJ1 poshtë, përkul; e lëshoj a e shpie diçka poshtë. *Vari kokën. Vari krahët (këmbët).*

5. E bëj të zbresë tatëpjetë, e çoj poshtë. *vari dhitë nga mali.*

6. *fig. bised.* Tregoj pak kujdes për dike a për diçka, nuk i kushtoj vëmendjen e duhur, e lë pas dore; e lë mënjanë, e braktis tërësisht. *la vari punts (detyrës). Ai ua varte mësimeve. Ia vari të sëmurit. Va vari pleqve,*

7. *fig. (me pjesëzat mohuese* nuk, s', mos). Nuk e vlerësoj e nuk e nderoj dike, nuk ia dëgjoj fjalën, nuk e përfill, as që pyes fare për të. *Ai nuk ua varte fare eprorëve.*

8. *fig.* Mbështet një shpresë, fatin etj. te dikush a te diçka. *Të gjitha shpresat i kanë varur tek ata.*

9. *fig. bised.* I ngarkoj dikujt një punë a një detyrë, ia bëj barrë dikujt. *Ma varën mua atë punë.*

•*k* I vari një fjalë *dikujt* i shpuri një lajm, i tha diçka. I varën këmborën (prapa, në qafë) *dikujt shih te* KËMBORË,~A. Vari kokën (kryet) a) u mërzit e u zemërua, ndenji me kokë ulur; b) hoqi dorë nga mendjemadhësia ose nga krenaria e kotë, i ranë pendët. Ia vari (ia la, ia vuri) në qafë *diçka shih te* QAFË,~A. I varën (i vunë) teneqenë (lege-nin) *dikujt mospërf. shih tek* TENEQE,~JA. Nuk ia vari torbën (trastën, hejbetë, kapistallin, ka-pistrën, këmborën) nuk e përfilli aspak, nuk e pyeti
fare, nuk iu bind; nuk e vlerësoi, nuk i dha rëndësi. I vari (i uli) vesbët *shih te* VESH,~I. Nuk ia vari ve-*shin dikujt a diçkaje* nuk i kushtoi vëmendje, nuk e përfilli, nuk e pyeti fare; nuk e dëgjoi, nuk iu bind. I vari (i iëvari, i lëshoi) vetuliat u zemërua, u pez-matua; u ngrys, i ngrysi vetullat. I vari zilen *dik ujt* e nxiti dike, e shtyu, e kurdisi për diçka. Ia varën atë (këtë) këmborë *shih te* KËM8ORË,~A. I vari (i Iëvari, i lëshoi) buzët (hundët, Iurinjtë) një pëllëmbë a) shprehu pakënaqësi për diçka, tregoi me shprehjen e fytyrës se diçka nuk i pëlqen; b) u zemërua shumë, u pez-matua; u ngrys. Të var në qese të duhanit *shih te* QESE, ^-JA. E vari (e vuri, e mban, e ka) vath në vesh *diçka shih te* VESH,~I. I vari ujkut mëlçitë në qafë *iron.* i besoi me mendjelehtësi një njeriu të pandershëm e të pabesë pikërisht atë gjë që ai e lakmonte me tepër, priti të mbrohet nga ai që dëshironte t'i bënte të ke-qen, besoi e shpresoi tek i ligu; ia la në dorë fatin armikut. Kur ta varësh zilen, duhet t'i biesh *fj. u.* kur ta marrësh përsipër një punë a detyrë, duhet ta kryesh mirë.

VARAK,~U *m.* 1. Pluhur shumë i imët (zakonisht prej bakri, prej plumbi, prej alumini etj.), në ngjyrë të arit a të argjendit, i përzier me vaj, me benzine etj., që përdoret si bojë për të Iyer orendi prej metali a prej druri, për të zbukuruar sende të ndryshme, për shtypshkrime etj. *Varak i bardhë (i verdhë). Titull me varak. Mbishkrime me varak. Lyej me varak.*

2. Letër shumë e hollë që lyhet me këtë pluhur dhe që përdoret për të mbështjellë sende të ndryshme etj. *Paketë me varak.*

VARDA *pasth. bised.* 1. Përdoret për të nxitur dike që të bëjë një punë me vrull, shpejt e pa pushim. *Varda edhe ca!*

2. *përd. kallëzues.* Përdoret për të shënuar një veprim që kryhet me vrull e pareshtur. *Ai varda es'pu-shonte. Ata folë e ai varda.*

3. *përd. ndajf.* Pareshtur, një pas një, vazhdimisht; lirisht, pa kufi. *Vinin varda.*

VARDAR,~I *m.* 1. Vendi ku bashkohen dy përrenj a dy lumenj; uji i dy lumenjve a i dy përrenjve që bashkohen e rrjedhin më tej së bashku. *Një vardar ujërash.*

*2. përd. ndajf.* Njëri pas tjetrit, në rresht, varg. *Shkonin (vinin) vardar.*

VARDlSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* I qepem dikujt për të bërë diçka, nuk i ndahem, i bëhem ferrë duke ngulur këmbë për diçka; vihem shumë pas diçkaje, jepem me zell; i varem, i ngjitem. *Iu vardisën djemtë. Iu vardis një vajze. Iu vardise kot, ai s'ka faj. Iu vardisën të këndonte. Iu vardis punës.*

VARDISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes VARDISEM.

2. Lutje që i bëhet dikujt, duke iu qepur që ta marrë parasysh. *Vardisje të kola (të mërzitshme).*

VARDOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. Punoj shumë. *Vardoi një jetë të tërë. 1. kal.* E qëlloj, e godas dike shumë here me radhë.

VARDUA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË *zool.* Lloj harabeli këngëtar, i ngjashëm me borësin, që i ka pendët në ngjyrë të gjelbër të mbyllur dhe që rron nëpër pyje e nëpër kopshte.VARE,~JA i *sh.* ~, ~TË. 1. Çekan i madh prej metali, që përdoret për të thyer gurë të mëdhenj ose për të rrahur hekurin e skuqur në zjarr. *1 bien shkëmbit me vare. E goditi (e theu) me vare. Rëndon si vare.*

2. Tokmak druri që përdoret për të thyer plisat në: are.

3. *përd. mb.* Shumë i rëndë, plumb; shumë i forte. *Islite vare. E kishte grushlin (dorën) vare.*

*4. përd. ndajf* Shumë, plumb (zakonisht me mbiemrin i rëndë). *rëndë vare.*

E ka kokën vare është shumë kokëfortë.

VARE,~JA ii *sh.* ~, ~TË. Vend i pjerrët e pa bimësi në një mal, shpat mali i zhveshur.

VARELË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fuçi e madhe prej druri, që shërben për të mbajtur vaj, bulmet, turshi etj. *Tri varela djathë.*

VAREM *vetv. pës.* 1. Kapem në një degë, në një litar a në diçka tjetër dhe qëndroj pa u mbështetur poshtë, mbahem diku lart dhe rri pezull. *U var në një pemë (në një degë). U varën në hekur.*
2. Var veten me litar a me diçka tjetër.
3. Kapem pas dikujt a pas diçkaje, që është zakonisht në lëvizje, qepem a mbështetem. *Varem pas makinës (pas traktorit). Iu var në sup (në krah). Iu var në qafë.*
4. Ulem poshtë, përkulem; *vet. vet a III* lëshohet diçka poshtë, rri varur. *Varem mbi pus (mbi ujë). Mos u varni në dritare (jashtë dritares)! U var mbi mud. I varen këmbët (krahët). Iu var koka. Iu varën rrobat. Iu var fustani mënjanë. Iu varën faqet.*
5. Shkoj nga një vend me i lartë në një vend më të ulët, ulem tatëpjetë, zbres; fundosem, bie me poshtë. *U varën shkallëve. U var malit (kodrës). Po varet dielli. U varën retë. U var bagëtia. U varën nga shkëmbi me litar. U varën poshtë (tatëpjetë). U var toka.*
6. *fig.* Jam nën varësinë a nën urdhrat e dikujt, përgjigjem para tij për diçka, i marr urdhrat e udhë-zimet prej dikujt; *vet. veta III* është në dorë të dikujt. *Varet nga ministria. Varet kokë e këmbë (tërësisht) nga të tjerët.*
7. *fig.* I vardisem dikujt, i qepem; i bëhem barrë. *Iu var prindërve.*
8. *vet. veta III fig.* Kushtëzohet nga diçka, për-caktohet. *Andej varet suksesi. Nga kjo varet shpëtimi (çlirimi). Nga këto kushte varet zhvillimi i ekonomisë. Vare,t nga puna që do të bëjë (nga vullneti që ka, nga kushtet e rrethanat). Varet nga mosha. Kjo s'varet prej meje.*
9. \|*fig.* Shpresoj, kam besim ose mbështetem te di-kushate diçka. *Varej tek i vëllai. Varej pas fjalëve të tij.*
10; *vet. veta III gjuh.* Ka varësi gramatikore, është si gjymtyrë e varur. *Varet nga fjalia kryesore.*
IIJ *Pës. e* VAR 1-3.
•*k* Po i varet koka *dikujt* po dremit, po kotet, po e |zë gjumi. I janë varur mustaqet *iron, shih te* MUS-TAQE,~T. I varet në qafë *dikujt shih te* QAFË, ~A. Varet (mbahet) në një qime *shih te* QIME,~JA. M'u Var zëri e humba zërin; u ngjira. S'kishte ku i varej: trasta ishte shumë i varfër, ishte i mjerc. Varet (qëndron) në fije (në fill) të perit (të flokut) *shih te* FI-JE,~A. Iu var (i mbeti) samari nën bark *dikujt shih if* SAMAR,~I. Çdo mish (berr) varet nga këmbët e veta (në çengelin e vet) *fj. u. shih te* MISH,~I. I
qan hallin kalorësit se i varen këmbët *shih te* KA-LORËS,~I.
VARËS,~E *mb.* 1. Që rri varur, që rri pezull; që varet pas diçkaje tjetër. *Kyç (dry) varës. Llambë varëse.*
2. *bot.* Që i ngjitet një bims a diçkaje tjetër, ka-cavarës; që nuk rri drejt me këmbë, që përkulet a që varet, që shtrihet për tokë. *Bimë varëse. Kërcell varës.*
3. *vjet.* Vartës. *Nëpunësit varës.*
VARËSE,~JA *sh.* ~E, ~ET. 1. Orendi e vogël prej druri a prej metali, e mbërthyer në mur, pas derës etj., që ka disa kunja a çengela për të varur rrobat e sipërme; përdorëse prej druri ose prej lënde plastike, në trajtën e një trekëndëshi e me një grep sipër, që përdoret për të varur rroba në dollap etj. *Varëse rrobash. E vuri në varëse. E hoqi nga varësja.*
2. Varg a zinxhir, zakonisht prej ari ose prej ar-gjendi, që e varin grate në qafë për zbukurim. *Varëse e artë.*
VARËSf,~A 1. Të qenët i varur nga dikush a nga diçka. *Varësia feudale. Varësi ekonomike (po-litike). Është nën varësinë e dikujt.*
*2.* Të qenët i kushtëzuar nga rrethana a nga shkaqe të caktuara, vartësi. *Varësia e shtypjes nga temperatura.*
-AT Në varësi nga... *libr.* në lidhje me...,
në përshtatje me..., si rrjedhim i...
VARF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Dervish bektashi (në të kaluarën në Shqipëri).
VARFANJAK,~E *mb.* 1. I varfër; që i përket shtre-sës së të varfërve. *Njeri varfanjak. Fshatar varfanjak. Shtëpi (familje) varfanjake.*
*2.* Që ka të bëjë a që lidhet me një njeri të varfër, që i përket një njeriu të varfër; që është veti a kara-kteristikë e një njeriu të varfër, prej të varfri. *Veshje varfanjake. Jctë varfanjake.*
3. *keq.* Që e ka zemrën të ngushtë, me shpirt të vogël. *Mos u bëj varfanjak'.*
*A.* Shumë i vogël, saqë mezi mjafton për të mbajtur veten (për rrogën, pagën). *Rrogë varfanjake.*
5. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. *Të shty-purit e varfanjakët. Jeta e varfanjakëve. Kryengritja e varfanjakëve.*
VARFËR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka as mjetet më të ne-vojshme për jetesë, që nuk ka të hajë e të vishet, që rron në varfëri e në mjerim; *kund.* i pasur. *Njeri i varfër. Familje e varfër. Fshatar i varfër. Shtresë e varfër. Është i varfër.*
*2.* Që përmban fare pak lëndë të dobishme; që nuk është pjellor, joprodhues; që ka pak të ardhura e prodhime; *kund.* i pasur. *Mineral i varfër. Tokatë varfra. Vend i varfër.*
3. Që është në sasi fare të pakët, i pamjaftueshëm; që ka cilësi të dobët; *kund.* i pasur. *Ushqim i varfër. Mish i varfër* mish i dobët e fare pa dhjamë.
4. Që ka mungesa të mëdha, që s'ka gjëra të mira, i mjerë; varfanjak. *Jetë e varfër.*
5. Që të ngjall mëshirë, i mjerë, i shkretë, i gjorë. *varfri njeri! I varfri djalë! E varfra nënë!*
6. *fig.* Që ka shumë mungesa, që nuk është i pasurnë përmbajtje; që ka pak vlerë, i parëndësishëm. *Ide (fantazi) e varfër. I varfër në mendime.*
7. *Përd. em.* sipas kuptimit S të mbiemrit. *Ç'të bënte i varfri! Ç'e gjeti, të varfrën!*
VARFËR,~RI (i) *m. sh.* ~ËR, ~RIT (të). Ai
që nuk ka as mjetet më të nevojshme për jetesë, ai që jeton në varfëri e në mjerim; *kund.* i pasur. *Lufta e të varfërve kundër të pasurve.*
*it* E ruan si i varfri kaun *shih te* KA,~U.
VARFËRI,~A . 1. Të qenët i varfër, gjendja e atij që është i varfër; mungesë e mjeteve më të nevojshme për jetesë. *Varfëri e madhe. Jetonte në varfëri. Ra në varfëri. Shpëtoi nga varfëria. E kishte nga varfëria. E zhdukëm varfërinë.*
*2.* Të qenët jopjellor a joprodhues. *Varfëria e tokës,*
3. Mungesë e diçkaje të dobishme në sasinë e nevojshme, të qenët i pamjaftueshëm. *Varfëria e ushqimit.*
4. *fig.* Mungesë vlerash mendore e shpirtërore; të qenët me përmbajtje të varfër. *Varfëri mendore. Varfëria shpirtërore.*
5. *përmb. vjet.* Tërësia e njerëzve të varfër, të var-frit. *U mblodh varfëria.*

VARFËRIM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve VARFËROJ, VARFËROHEM.
*Varfërimi i proletariatit. Varfërimi i vendit. Varfërimi i tokës. Sjcll varfërim.*
•*k* Varfërimi absolut i proletariatit (i punonjësve) *ek.* ulja e përgjithshme e nivelit të jetesës së punëtorëve, keqësim i përgjithshëm i gjendjes ekonomike dhe i të gjitha kushteve të punës e të jetesës së punëtorëve në vendet kapitaliste. Varfërimi relativ i proletariatit (i punonjësve) *ek.* pakësim i vazhdueshëm i të ardhu-rave që marrin punëtorët në vendet kapitaliste në kra-hasim me kohën e mëparshme dhe me klasat e tjera të shoqërisë.
VARFËRISHT *ndajf. libr.* Në varfëri, me varfëri; keq. *Jetonte varfërisht. I veshur varfërisht.*
VARFËROHEM *vetv.* 1. Bie nga ana ekonomike, bie në varfëri, bëhem i varfër; bëhem me i varfër; *kund.* pasurohem. *Varfërohen punëtorët në vendet kapitaliste. Isite varfër uar vendi.*
2. *vet. veta III fig.* Humbet diçka të mirë a të vlcf-shme, bëhet me i varfër në diçka; *kund.* pasurohet. *Varfërohet toka. Varfërohen rezervat (vendburimet).*
3. *Pis. e* VARFËROJ.
VARFËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të
bjerë nga ana ekonomike, e bëj të varfër; e bëj më të varfër; *kund.* pasuroj.
2. Bëj që të humbasë diçka të mirë a të vlefshme; e bëj me pak pjellor; *kund.* pasuroj. *E varfëroi token. I varfëroi pine l e naftës.*
3. *fig.* la zbeh përmbajtjen; ia shteroj forcën a fu-qinë, e bëj më të varfër; *kund.* pasuroj. *E varfëroi idenë f mendimin).*
VARFËROR,~E *mb.* Që ka të bëjë me njerëzit e varfër, që u përket njerëzve të varfër, që është për të varfrit, i të varfërve.
VARFËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka rënë në varfëri, që është bërë i varfër; që është bërë me i varfër; *kund.* i pasuruar. *Vend i varfër uar.*
*2.* Që ka humbur diçka të mirë a të vlefshme; që është
bërë me pak pjellor; *kund.* I pasuruar. *Tokë e varfëruar. Vendburime të varfëruara. Kullotë e varfëruar.*
3. *fig.* Që i është zbehur përmbajtja, që i është do-bësuar forca a fuqia, që është bërë i varfër.
VARG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Radhë sendesh të një lloji, që janë shkuar në pe, në tel etj. ose që janë lidhur a gërshetuar njëri me tjetrin. *Varg duhani. Një varg rruazash. Varg qepësh (hudhrash). Vargje me fiq. Shkoj (duhanin) në varg.*
*2.* Zinxhir. *Vargu i sahatit. Vargu i zjarrit* vargori.
3. Grup sendesh të një lloji, që janë vendosur njëri pas tjetrit në një radhë; radhë njerëzish, kafshësh etj., që lëvizin a që ecin në të njëjtin drejtim e zakonisht për një. *Varg i pafund. Vargu i njerëzve. Vargu i shtë-pive. Vargu i makinave. Vargu i patave. Vargu i ma-leve. Varg shkëmbinjsh.*
*A. kryes. nj. fig.* Një radhë gjërash a ngjarjesh që vijnë njëra pas tjetrës në mënyrë të pandërprerë. *Varg aksionesh. Varg fitoresh. Në vargun e sukseseve. Varg fjalësh (mendimesh). Në vargun e viteve. Në vargun e ngjarjevc.*
5. *let.* Njësi poetike, që përbëhet prej fjalësh a fjalish të shkruara në një radhë dhe që ka një ritëm e një numër të caktuar rrokjesh; *vet. sh.* vjershë, poezi. *Varg i bardhë* vargu që nuk ka rime me ndonjë varg tjetër. *Varg i dyzuar* dy lloje vargjesh të lidhura në një varg të vetëm. *Varg heroik* varg në metrikën e lashtë që ka dhjetë rrokje e pesë theksa dhe që rimon me vargun vijues. *Varg i lire* lloj vargu që nuk ka një numër të caktuar rrokjesh, theksash ritmikë e pauzash ose nuk formon strofa me rima sipas skemave tradicionale të metrikës. *Varg pesërrokësh. Varg i përzier. Varg i thyer* varg që për arsye theksimi, intonacioni etj. copëzohet a shkruhet i ndarë. *Strofë me katër vargje. Roman në vargje. Shkruan (thur) vargje.*
6. *spec.* Tërësi madhësish të vendosura në një radhë të caktuar; grup bashkimesh kimike që kanë një lidhje të caktuar me njëri-tjetrin. *Varg gjeometrik. Varg numerik. Varg natyror. Varg radioaktiv. Vargu i numrave. Vargu i uranit.*
7. edhe *fig.* Numër i madh, sasi e madhe qeniesh, gjërash a dukurish që vijnë njëra pas tjetrës ose që formojnë një grup; disa. *Një varg shokësh e shoqesh e tejkaluan planin mbi 30 ",,. Një varg bimësh nuk e durojnë thatësirën. Kishte një varg të metash (dobësish). Paraqiti një varg kërkesash. Ngriti një varg çështjesh. Bëri një varg pyetjcsh. Ka shkruar një varg veprash. Janë marrë një varg masash.*
8. *përd. ndajf.* Një pas një, njëri pas tjetrit, në radhë, në rresht për një. *Shkonin (vinin) varg. hhin varg. Hynë varg. l.idhen varg. U bënë varg.*
*ir* Varg c varg një pas një, njëri pas tjetrit, me radhë, zinxhir. Varg pas \argu një pas një, njëri pas tjetrit. Varg e vijë një pas një, njëri pas tjetrit, varg e vistër. Varg e vistër një pas një, njëri pas tjetrit, me radhë e pa ndërprerje.
VARGAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Radhë e gjatë njerëzish, kafshësh etj., që lëvizin a që ecin në të njëjtin drejtim e zakonisht për një; grup sendesh që janë vendosur njëri pas tjetrit në një vijë të gjatë; varg i gjatë (edhe *fig.). Vargani i njerëzve (i kuajve). Vargani i makinave. Një vargan mendimesh (kujtimesh). 2. përd. ndajf.* Njëri pas tjetrit, varg. *Ecnin vargan. Shkuan vargan.*VARGARE,~JA . *sh.* ~, ~TË *etnogr.* I. Varg me florin j që varte nusja në qafë; gjerdan. *Me vargare në qafë.*
2. Paja e nuses. *dha vargare të madhe.*
VARGAS *ndajf.* Njëri pas tjetrit në një radhë, var-ganj varg. *Shkonin (vinin) vargas.*
vI4RGËR,~RI *m. sh.* ~ËR, ~RIT. Dash a cjap i patredhur, që mbahet për ndërzim, vargës.
VARGËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Vargër.
VARGËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Ai që thur| vargje, ai që bën vjersha, vjershëtor; poet. 2. *keq.* Vargëzues.
VARGËTIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VARGËTOJ, VARGËTOHET.
VARGËTOHET *vetv.* 1. Bëhet varg, vargëzohet. 2. *Pës. e* VARGËTOJ.
VARGËTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. I bëj varg, i vë yarg, vargoj. 2. Thur vargje, vargëzoj.
VARGËZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VARGËZOJ, VARGËZOHET. *Vargëzimi i ngjarjeve. Vargëzimi në gjuhën shqipe. Rregullat e vargëzimit.*
*2. lei.* Sistem parimesh, rregullash e mënyrash për të thurur vargje, tërësia e kërkesave për të bërë vjersha, teknika për të thurur vargje. *Vargëzim metrik. Mjeshtër i vargëzimit.*

VARGËZOHET *vetv.* 1. Vihet varg më të tjerë, hyn rië radhë pas një tjetri, vjen varg, formon një varg, vargohet. *Vargëzohen shtyllat elektrike. Vargëzohen maletl Vargëzohen ngjarjet.*
2. *Pës. e* VARGËZOJ 1,3,5.
VARGËZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Rendit njërin pas tjetrit, i vë varg, vargoj. *Vargëzoj ngjarjet.*
*2. jokal. vet. vcta HI.* Vihet varg më të tjerë; vjen varg më të tjerë, vjen në radhë pas një tjetri a pas të tjerëve,formon një varg. *Vargëzojnë malet (kodrat). Vargëzojnë shtëpitë (plepat).*
3. *fig. keq.* E zvarrit një punë a një çështje, e zgjat tepër diçka, e heq zvarrë. *E vargëzoi vendimin (punën).*
4. edhe *jokal.* Thur vargje, bëj poezi, vjershëroj. *Vargëzonte që në bankat e shkollës.*
5. Vë a kthej në vargje një tregim etj.
6. edhe *jokal. keq.* Bëj vjersha të dobëta nga ana ideoartistike, thur vargje pa vlerë.
VAÇIGËZUAR (i,e) *mb.* Që vjen pas një tjetri, që ësrjtë bërë varg a është vendosur në radhë më të tjerë. *Në mënyrë të vargëzuar.*
VARGËZUES,~I *m. sh.* ~, <-IT *keq.* Ai që bën vjershi të dobëta nga ana ideoartistike, ai që thur vargje! pa vlerë, vargëtar.
VARGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VARGOJ, VARGOHEM. *Var-gimi* ii *duhanit. Vargimi i fjalëve.*
2. Varg njerëzish, kuajsh, makinash etj., që ecin njëri pas tjetrit. *Vargim i përmortshëm.*
VARGMAL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjeogr.* Varg
malesh që kanë pothuajse të njëjtën lartësi dhe shtrihen në të njëjtin drejtim. *Vargmale të larta. Majat e varg-maleve. Kaloi vargmalin.*
VARGOHEM *vetv.* 1. Vihem në radhë pas një tjetri, bëhem varg më të tjerë; lidhem a hyj në një varg, formoj një varg. *Vargohem në valle. Vargohej kalo-rësia. U varguan krushqit. Vargoheshin ndërtesat (plepat).*
2. *Pës. e* VARGOJ.
VARGOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj varg diçka, e shkoj në varg, e shkoj në pe. *Vargoj duhanin (fiqtë). Vargoj (qepët, hudhrat). Vargoi rruazat (tes-pihet).*
*2.* Vendos njërin pas tjetrit në radhë, radhit, rresh-toj, i bëj varg. *Vargoi bagëtinë. I vargoi njerëzit. Varguan makinat.*
3. *fig.* I vë në varg e i lidh njërin me tjetrin, i nxjerr njërin pas tjetrit. *Vargoi fjalët (mendimet). Vargoj ngjarjet.*
4. *vjet.* Thur vargje, bëj vjersha, vargëzoj.
5. *fig. keq.* E zvarrit diçka, e zgjat shumë, e bëj tërkuzë. *E ke varguar shumë atë punë.*
VARGOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zinxhir i trashë, me hallka të mëdha e me një çengel në fund, që varet në oxhak dhe që shërben për të mbajtur kusinë a gjymin mbi zjarr; vargua. *Hallkat e vargorit.*
VARGORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Gjerdan fi-shekësh. *Ngjeshi vargoren.*
VARGUA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË. 1. Var-gor. *E vari në vargua.*
*2. vet. sh.* Dy unaza hekuri, të lidhura midis tyre me zinxhir, të cilat u vihen në duar a në këmbë të bur-gosurve ose të arrestuarve; pranga; zinxhir. *hodhi vargonjtë. Këputi (theu) vargonjtë.*
3. *vet. sh. fig.* Diçka që nuk e lë të lire njeriun, që e mban të shtypur, të nënshtruar dhe e pengon të përparojë; zgjedhë. *Vargonjtë e skllavërisë (e robë-risë). Vargonjtë e kolonializmit (e imperializmit). U çliruam nga vargonjtë e fesë.*
4. *përd. ndajf.* Njëri pas tjetrit, varg. *Vinin vargua.*sir Ishte trashur vargonjsh *keq. shih tek* TRASHEM.
VARGUAR (i,e) *mb.* Që është vënë varg pas të tjerëve ose më të tjerë.
VARGJE-VARGJE *ndajf.* Në disa vargje njëri pas tjetrit, radhë-radhë. *Shkonin (vinin) vargje-var-gje.*
VARIACION,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Ndryshim në anët a në pjesët e dorës së dytë të diçkaje, pa prekur atë që është kryesore ose thelbësore, ndryshim në disa tipare jo të qenësishme; ndryshim, lëvizja a Juhatje e diçkaje brenda një mase të caktuar. *Variacioni i relievit. Variacionet e temperatures.*
*2.* Ndërrim nga një gjendje në një tjetër; ndërrimi i veprimeve, i punës a i mënyrës së jetesës së përdit-shme për të larguar mërzitjen ose për të thyer mono-toninë; larmi. *Punë me variacione. E kalon verën në fshat për variacion.*
*3. muz.* Ndryshim që i bëhet një melodie a një teme muzikore, pa prekur eJementet kryesore të mo-tivit të saj. *Variacion melodik. Temë me variacione.*VARIANT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lloj tjetër i diçkaje, forme a trajtë e re e diçkaje, që ndryshon pale nga të tjerat ose që është e ngjashme me to; motërzim. *Variant i afërt. Variant i ri. Variant drejt-shkrimor. gjuh. Variant normativ. gjuh. Variantet e gjuhës letrare. Variant i një kënge popullore. Variant dialektor i fjalës. gjuh. Variant fonetik (morfologjik). gjuh. Varianti i një projekti. Variant i revizionizmit modern. Variant i ideologjisë borgjeze.*
2. Mënyrë tjetër për të 6ërë diçka; lëvizje ose më-nyrë e ndryshme veprimi në një lojë, në një stërvitje ushtarake etj. *Variant i mundshëm. Variant taktik. Zbatuam njërin variant.*
VARIETE,~JA . Shfaqje artistike me këngë, valle, skeçe, numra akrobatikë etj.; shfaqje që ka një program të pasur me numra të ndryshëm dëfryes. *Variete muzikore. Program variete.*
VARIETET,~I m. *sh.* ~E, ~ET *biol.* Grup i ve-çantë bimësh a kafshësh që ka disa veçori të ndryshme nga përbërësit e tjerë të po atij Uoji, nënndarje brenda llojit; lari. *Varietet i ri. Varietet gruri (misri). Varietete domatesh (patatesh). Varietet rrushi. Miser i variete tit v,Dibra* ".
VARJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve VAR, VAREM. *Varja e rrobave. Varja e shpalljeve. Dënitn me varje.*
VARKAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Barkëtar.
VARKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Barkë. *Varkë dë-rrase (gome). Varkë peshkimi. Varkë me motor. Lun-dron (shëtit) me varkë. Nget varkën.*
VARKËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Barkëtar. *Pu-nonte si varkëtar.*
VAROSH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vjet.* Lagje e një qyteti mesjetar, e cila ndodhej jashtë mureve të kështjellës; pjesa e qytetit që ishte e veçuar nga pazari e ndodhej përballë a rreth këtij. *Varoshi i qy~ tetit. U fut në një varosh.*
2. Vend për kullotë, mera. *çoi dhentë në varosh.*
VA,RTËS,~E *mb.* 1. Që varet nga dikush tjetër me detyrë më të lartë a me përgjegjësi më të madhe, që varet nga një organ a nëpunës epror dhe drejtohet prej tij. *Ndërmarrjet*

*vartëse. Njësitë (repartet) var-tëse. Organet vartëse. Komandanti varies.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Nëpunës i cili varet nga dikush tjetër me detyrë më të lartë a me përgjegjësi më të madhe, ai që varet nga një organ a nëpunës epror dhe drejtohet prej tij. *Propozimet e vartësve. Urdhëroi (njoftoi) vartësit. Mori pëlqimin e vartësve.*
VARTËSI,~A . Varësi. *Vartësi ekonomike (po-litike). Vartësi e plotë. Është nën vartësinë e d i k uj I.*
VARTURA,~T (të) . *vet. sh. etnogr.* Stolitë që var nusja në qafë ose në kraharor.
VARUR (i,e) *mb.* 1. Që është i kapur në pjesën e sipërme në një gozhdë, në një Çengel, në një tel etj., që ka ngecur a është lidhur diku e rri pezull. *Rri i varur.*
2. Që është mbytur duke i shtrënguar fytin me litar.
3. Që është ulur poshtë; ɪ përkulur; i lëshuar poshtë. *Me duar të varura. Me supe të varura. Me faqe të va-rura. Rri me këmbë të varura.*
*4.* I pjerrët, jo i sheshtë. *Vend i varur. Shpate të varura.*
5. Që është nën varësinë a nën urdhrat e dikujt, që përgjigjet para tij për diçka, që i merr urdhrat e udhëzimet prej andej; që është në dorë të dikujt, që s'ka pavarësi. *Vend i varur politikisht (ekonomi-kishtj.*
<>• *fig.* Që nuk është zgjidhur përfundimisht, që ka mbetur pezull. *E la punën të varur.*
7. *gjuh.Që* ka varësi gramatikore nga një gjym-tyrë tjetër; i nënrenditur. *Gjymtyrë e varur. Fjali e varur* fjali e nënrenditur.
8. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit.
Me buzë (me hundë) të varura i vrenjtur, i ngry-sur, i zemëruar; i pakënaqur e i mërzitur. Me turinj të varur me buzë të varura. Në shtëpinë e të varurit nuk e zënë në gojë litarin.u. thuhet për të paralajmë-ruar që të mos flitet për një çështje, nga c cila mund të lëndohet shumë dikush që është i pranishëm (nga-që ai ka një gjymti a të metë të tillë, ka vuajtur shumë a e ka pësuar nga diçka, ka kryer një faj të tillë etj.).
VARUR *ndajf.* 1. Në mënyrë të tillë që pjesa e poshtme e diçkaje që varet të rrijë pezull në ajër, pezull. *Rri (qëndron) varur. E la varur. Mbeti varur.*
2. *fig.* Pa e përfunduar a pa e zgjidhur diçka, pezull. *E la punën varur.*
• Me buzë (me turinj, me hundë) varur i vrenjtur, i zemëruar; i pakënaqur e i mërzitur.
VARVAT *mb.* I patredhur (zakonisht për demat e kuajt). *Kale varvat.*
VARR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Grope e gjatë e gërmuar në tokë për të futur trupin e të vdekurit; vendi ku varroset dikush bashkë me grumbullin e dheut që i hidhet përsipër ose me muret e mbulesën. *Varre të vjetra. Vane Hire. Varr i përbashkët* grope e madhe ku janë yarrosur disa njerëz. *Varr mermeri. Varret e dëshmorëve. Varri i gjyshit. Varri i një të pa-njohuri. Varret e fshatit* varrezat. *Pllaka (rrasa) e varrit. Guri i varrit. Hapi një varr. E futën (e shtinë) në varr. Vendosën kurora mbi varr. la ka mbuluar varrin bari* ka kohë që ka vdekur.
2. *fig.* Vendi ku gjen vdekjen ose shkatërrohet dikush, vendi ku merr fund dikush a diçka. *Shqipëria do të bëhet varr për agresorët. Pushtuesit këtu kanë gjetur varrin.*
3. *fig.* Vdekje. *Deri në varr* përgjithnjë, deri në fund, deri në vdekje. *Nga lindja (nga djepi) deri në varr.*
4. *fig.* E keqja më e madhe, vdekje, grope. *bëri varrin. I bëfsha varrin! mallk. Kush i bën varrin tjetril, bie vetë brenda. fj.u.*
5. *përd. mb.* Shumë i vështirë e i rëndë, i padurue-shëm; shumë i mërzitshëm e i zymtë. *Jeta në të ka-luarën ishte varr. I ishte bërë shtëpia varr.*
•*k* I hapi varrin (gropën) *dikujt* a) e dërrmoi keqas, e mposhti dhe e shkatërroi; e vrau; b) kurdisi një të keqe të madhe kundër dikujt; i ngriti kurth a grackë për ta shkatërruar. E futi (e çoi, e vuri, e shtiu) në varr (në dhe) për së gjalli (të gjallë) e mundoi shumë duke e trajtuar keq, e bëri që të vuajë shumë, e sfiliti, ia mori shpirtin, e çoi drejt vdekjes. Si gur (si pllakë) varri a) shumë i ftohtë; i ngrirë; i shtan-gur; i palëvizur; b) shumë i heshtur; i ngrysur, i zymtë. Qetësi (heshtje) varri qetësi e plotë; qetësi që tëngjall trishtim, Është bërë sikur ka dale nga varri (prej varrit) është dobësuar e tretur shumë (nga së-muhdja etj); është bërë shumë i zbehtë, është dyllë i verdhë në fytyrë. Iu haptë varri (dheu) nën këmbë! *mallk. shih te* HAPEM. I hapet varri nën këmbë po vdes; po i vjen fundi, po shkatërrohet. I humbtë varri e dërrasa! *mallk.* u zhduktë pa lënë gjurmë, mos i mbet-të as nami as nishani. Është në buzë (në grykë, në zgrlp) të varrit a) është shumë plak ose shumë i së-murë, është fare afër vdekjes; b) është përpara një rreziku shumë të madh. Është ?arr i hapur *dikush shih te* HAPUR (i,e). Është varr i mbuluar e mban të fshehtën e nuk ua thotë të tjerëve, nuk u hapet të tjerëve, është arkë e mbyllur. Është me një këmbë në varr është shumë i vjetër në moshë, është shumë afër vdekjes, është gjysmë i vdekur. Ngjall të vdekurin nga varri *shih te* NGJALL. Ai nxjerr të vdekurin nga varri *shih te* NXJERR. Varret nuk flasin *fj.u.* i vdekuri i rnerr të fshehtat në varr. I vuri gurin e varrit *diç-k aj e* e mbylli një çështje që të mos e marrin vesh të tjerët. E ka një këmbë në tokë, një këmbë në varr është me një këmbë në varr.
VARRAKAT (VARRAKAS) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* E zgjat shumë një punë a një çështje, e shtyj me sot me nesër. *E varrakati dasmën.*
VARRESHT,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Rresht me bar[1] të kositur, një pale bari, një kosë bar. 2. Rresht me hardhi.
VARREZË,~A *kryes. sh.* ~A, ~AT. Vendi ku Varrosen të vdekurit, vendi ku janë varret e disa njeijëzve, varret. *Varrezë Hire. Varrezat e qytetit. Varrezat e dëshmorëve. Zbuluan një varrezë.*
V;4RRË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. edhe *fig.* Plage. *Varrë e lehtë (e rëndë). Varrë pushke (thike). I lau varrën. la lidhi varrën. Me ka mbetur varrë. E kam varrë në zemër (në shpirt).*
2. Vijë; shirit. *Kec me varra.*
VARRËPAMBYLLUR *mb.* 1. Që nuk i është mbyllur plaga, me plage të hapur a të pashëruar; si *mallk.* që mos iu mbylltë plaga.
2.| *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VARRHAPUR *mb.* 1. Që nuk është mbuluar me dhej që ka mbetur pa u varrosur; që nuk ka varr; si *mallk.* që mbettë pa u mbuluar me dhe, që mbettë pa u varrosur; varrzbuluar, varrjashtë.
2. Që është afër vdekjes, që pret të vdesë, që është me një këmbë në varr.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.

VARRHUMBUR *mb.* 1. Që i ka humbur varri, që nuk i gjendet varri, që nuk dihet ku është varrosur; si *mallk.* që i humbtë varri, që mos iu gjettë varri.
*2.Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VARRICË,~A *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Turrë drush; stive, grumbull; deng, vandak. *Varricë drush. Varricë shkarpash. Varricë me fshesa (me misraj. 1 bëri varricë. Druri i slur ember pri.sh rërë varricën.fj.u.*
*2. përd. ndajf.* Grumbull, stive. *U bënë varricë.*
VARRIM,~I i *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VARROJ i, VARROHEM i.
VARRlM,~I n ">. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VARROJ n, VARROHEM n.
*Vendi i varrimit. Dita e varrimit. Zyra e varrimeve. Ceremonia e varrimit. U be varrimi.*
2. Ceremonia e përcjelljes së trupit të të vdekurit për në varr. *Varrim solemn. Shpenzimet e varrimit. Shkoi (mori pjesë) në varrim.*
VARRIMOR,~E *mb.* 1. Që ka te bëjë me varrimin, që i përket varrimit, i varrimit; që përdoret në varrim.
2. *fig.* Që të kujton vdekjen a varrimin, i zymtë, i trishtuar. *Zë varrimor.*
VARRIZA *ndajf. krahin.* Petas, petash. *Luaj va-rriza.*
VARRJASHTË *mb.* Varrhapur.
VARRMIHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Punëtor që hap varre në varreza. *Punonte si varrmihës.*
*2. fig.* Ai që i përgatit a i sjell vdekjen dikujt; ai që është i aftë të shkatërrojë ose të zhdukë dike a diçka. *Proletariati është varrmihësi i kapitalizmit (i borgjezisë).*
VARRMIHËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VARRMIHËS,~I. *Varrmihëse e sistemit kapitalist. Varrmihësja e botës së vjetër.*
VARROHEM i *vetv.* 1. Plagosem.
2. *Pës. e* VARROJ i.
VARROHEM n. *Pës. e* VARROJ n. VABROJ *i ka!.,* ~OVA, ~UAR. Plagos. VARROJ n *kal.,* ~OVA, ~UAR. Varros.
VARROS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E shtie të vdekurin në varr dhe e mbuloj me dhe, e shtie në dhe. *Varrosi gjyshen. Varrosen një shok. E varrosen me shumë nde-rime.*
2. *fig.* E quaj të vjetruar a të përmbysur diçka; gropos; e flak tutje, e zhduk; e humbas a e harroj përgjithnjë. *varrosen zakonet prapanike (mbeturinat mikroborgjeze). E varrosëm botën e vjetër (pushtetin e vjetër). I varrosi shpresat.*
3. *fig.* E mbyll fare një punë a një çështje, e bëj që të mos dale me në shesh. *E varrosi atë punë. Aty e tha, aty e varrosi.*
VARROSEM. *Pës. e* VARROS.
VARROSJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VARROS, VARROSEM. *Dita e varrosjes.* 2. *shih* VARRlM,~I ii.
VARROSUR (i,e) *mb.* 1. Që është shtënë në varr, që është varrosur; që është futur në dhe.
2. *fig.* Që është quajtur i vjetruar; që është flakur tutje, që është zhdukur; që është harruar përgjithnjë.
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
VARROSH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Varr i madh e i veçantë, i rregulluar me rrasa e me gurë; vend ku ka disa varre, grumbull varresh. *Varrosh i vjetër. Kodra ka qenë varrosh.*
VARRPAGJETUR *mb.* 1. Që nuk i është gjetur varri, që nuk dihet se ku është varrosur; si *mallk.* që mos iu gjettë varri, që i humbtë varri; varrhumbur.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E then qafën ai varrpagjeturi!*VARRTAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Varrmihës.
VARRVTTHlSUR *mb.* 1. Që i është shembur a i është vithisur varri, që e ka varrin të vithisur a të pri-shur; si *mallk,* që iu shembtë a iu vithistë varri.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VARRZBULUAR *mb.* Varrhapur.
VASAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* Feudal që i nënshtrohej një feudali tjetër më të madh, një piinci ose një mbreti.
2. *fig. keq.* Njeri që varet plotësisht nga dikush tjetër, ai që i përulet e i nënshtrohet dikujt; shtet që varet plotësisht nga një shtet tjetër dhe i nënshtrohet këtij. *Vasal i imperializmit amerikan.*
VASAL,~E *mb.* Q4 është i varur plotësisht nga dikush tjetër, që i përulet e i nënshtrohet atij. *Shtet vasal.*
VASKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Enë e madhe dhe e hapur si govatë, prej porcelani a prej zinku, ku futen e lahen njerëzit. *Vaska e banjës. Hyri në vaskë.*
2. *spec.* Enë e madhe si lug, prej metali, prej çi-mentoje etj., ku mbahen lëngje të ndryshme për një kohë të caktuar. *Vaskë uji. Vaskat e verës. Vaskat e naftës. Vaskat e kripores. Vaskë tharmëtimi.*
VASTAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bot.* Tufëz lu-lesh a kokrrash, që dalin së bashku në një bisht ose në një kërcell të hollë dhe që varen poshtë si kalli gruri; vile, bistak. *Vastak arre. Vastak shelgu. Vastak qer-shie. Një vastak rrush. Kishin rënë vastakët.*
2. Diçka që ka trajtën e një vileje a të një kalliri të varur poshtë. *Vastak akulli.*
VASHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *poet.* Vajzë në mo-shë të re. *Vashë e bukur. Vashat e fshatit.*
I biri i vashës trim i madh, trim mbi trima.
VASHËRI,~A . *poet.* Vajzëri. *Vitet e vashërisë. Kujtimet (gëzimet) e vashërisë. Koha e vashërisë. Që në vashëri. Këngë vashërie. Doli vashëria.*
VASHËROR,~E *mb. poet.* Vajzëror. *Zemër va-shërore. Ëndrrat vashërore. Vrulli vashëror. Mituri (çiltëri) vashërore.*
VAT,~I *m. fii.* Njësi e matjes së fuqisë, që i për-gjigjet një pune prej një xhauli të kryer në një se-kondë *(shkurt. V). Rrymë me fuqi pesë vat.*
VATAN,~I *m. bised.* 1. Atdhe. *Mbrojmë vatanin. Luftuan për vatanin. E çliruan vatanin.*
*2.* Vendi (krahina, qyteti a fshati) ku ka lindur e ku banon dikush, vendlindja. *E ka marrë nusen nga vatani.*
VATERPOLO,~JA . *sport.* Lojë me top në ujë, ku marrin pjesë dy skuadra me nga shtatë notarë, të cilët e gjuajnë topin me dorë për ta futur në portën kundërshtare. *Top vaterpoloje. Ndeshje vaterpoloje. Kampionati i vatwpolos. Luajnë vaterpolo.*
VATËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Vendi rrëzë oxhakut, pak si i thelluar, i shtruar me rrasa guri, me pllaka etj., ku ndizet zjarri. *Vatra e zjarrit. Rri pranë vatrës. Mblidhemi rreth vatrës. U ul në krye të vatrës.*
2. Pjesa e poshtme e furrës, e farkës, e sobës etj., ku ndizen e digjen drutë, qymyri etj. *Vatra e furrës (e farkës).*

3. Hapësirë fare e vogël, vend i ngushtë sa për të ndezur zjarr; lehe, vulla. *Një vatër vend. Kishte mbjellë një vatër qepë.*
4. *fig.* Shtëpia ku kemi lindur e jemi rritur, ku banon familja a ku kanë jetuar të parët tanë brez pas brezi; familja; *kryes. sh.* vendi ku kemi lindur e jetojmë, vendlindja. *Vatër e dashur (e shtrenjtë). Vatra atërore (prindërore). Vatra e të parëve (e stër-gjyshërve). Vëllezër të një vatre* vëllezër që kanë lindur e janë rritur në një shtëpi. *Mik vatre* mik i afërt, mik i shtëpisë. *Në çdo vatër. Mbeti pa vatër. Njeri pa strehë e pa vatër. Me merr malli për vatrën time. I ra fatkeqësia në vatër. Mbrojmë vatrat tona. Lënë vatrat e tyre. Armiku na shkeli (na shkatërroi) vatrat tona.*
5. *fig.* Vendi ku lind e zhvillohet diçka, vendi prej nga vjen a përhapet diçka, burimi i diçkaje; vendi a pika që tërheq vëmendjen më të madhe; qendra e një veprimtarie a e diçkaje tjetër; çerdhe, djep. *Vatër revolucionare (patriotike). Vatër e rëndësishme e luftës çlirimtare. Vatër shkencore (kulturore). Vatër kulture (përparimi). Vatër e edukimit revolucionar. Vatër e lëvizjes popullore. Vatra e kryengritjes (e qëndresës). Vatër agresioni (konflikti, lufte). Vatra e tërmetit (e vullkanit). Vatër epidemie (infektimi).*
6. *fiziol.* Qendra e një veprimtarie nervore. *Vatra e nxitjes (e frenimit). Vatrat e sistemit nervor.*
7. *mjek.* Vendi në trupin e një njeriu ose të një kafshe të sëmurë, që është qendra e qelbëzimit, e mahisjes ose e një sëmundjeje tjetër. *Vatër tuber-kulozi. Vatër qelbi. Zbuloi (zhduku) vatrën e sëmun-djes.*
8. *fiz., opt.* Pika ku kryqëzohen a priten rrezet e një tufe drite, pasi kjo të ketë përshkuar një thjerrzë ose të jetë kthyer nga një pasqyrë e përkulur. *Vatër shembëllimi. Vatra e pasqyrës (e thjerrzës). Vatra e xhamit zmadhues.*
9. *gjeom.* Pike e diametrit kryesor të elipsës etj., që ka veti të veçanta kundrejt pikave të lakores. *Vatrat e elipsës. Largësia midis vatrave.*
10. *përd. ndajf.* (në bashkëvajtje me nje). Shumë, tufë. *Ka një vatër fëmijë. Është me një vatër kalamaj. Erdhën një vatër mysafirë (miq).*
*k* Në krye (në qoshe) të vatrës në vendin më të nderuar, në krye të vendit. I thau vatrën *shih te* THAJ. Është bërë gjysh në vatër *shih te* GJYSH,~I. I daltë hithra në vatër! *mallk. shih te* HITHËR,~RA. Ishte me dy krënde në vatër *shih te* KRËND,~I. Jam një zjarr e një vatër *me dike shih te* ZJARR,~I 2-Nxjerr ujë në vatër *dikush* a) s'lë gjë pa trazuar e pa prishur, s'lë dy gurë bashkë, është shumë i prapë (thuhet sidomos për fëmijët); b) është shumë i zoti. Lopa në mal, përsheshi në vatër (në xham) *fj.u. shih te* LOPË,~A. Vatër kulture institucion që merret me organizimin e drejtimin e veprimtarisë kulturore e artistike në një fshat të vogël.
VATËRPRISHUR *mb.* 1. Që ia kanë prishur shtë-pinë dhe familjen, që është pa shtëpi e pa familje; i shkretë; si *mallk.* që iu prishtë e iu shkretoftë vatra; vatërshuar, pragshuar.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VATËRSHUAR *mb.* 1. Që ia kanë shkatërruar krcjt shtëpinë e familjen; që ka mbetur i shkretë, që s'ka njerëz të afërm të familjes; si *mallk.* që iu shoftë vatra.që mbettë i shkretë; vatërprishur, pragshuar. *Nina varërshuard.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VATËRZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lehe, vulla.
VATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që drejton IIMP dfën a trapin në Iutnë.
VATH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Stoli prej ari, prej argjendi a prej lëndësh të tjera, zakonisht në trajtë rrethi e me zbukurime të ndryshme, që i varin vajzat e grate në bulën e veshit. *Valh i florinjtë. Vathë prej argjendi. Vathë me gurë të çmuar. Një pale vathë. Vë (mban) vathë.*
2. Secili nga dy zgjatimet e mishta që i varen dhisë poshtë gushes, rezhdë. *Dhi me vathë.*
Iu be vath në vesh *dikujt shih te* VESH,~I. E vari (e vuri, e mban, e ka) vath në vesh *diçka shih te* VESH,~I. Vath i florinjtë në vesh të derrit *shih te* FLORINJTË (i,e). L u 1 e v a t h i *bot. shih te* LULE,~JA.
VATHATOR,~E *mb.* Vathor. VATHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vathore.
VATHË,~A *sh'.* ~A, ~AT. 1. Vend i rrethuar me gardh në një shesh të hapët, ku rrinë bagëtia në verë; vend i rrethuar me lesa në një are, kumbajnë dhentë natën për ta plehëruar; tufa e dhenve a e ba-gëtive të gardhuara në një vend të tillë. *Vatha e dhenve (e dhive, e lopëve). Lesa e vathës. 1 futin (i mbyllin) në vathë. E rtdau (e hoqi) nga vatha. E plehëroi me vathë.*
2. Vendi a kopshti ku mbahen zgjojet e bletëve; zgjojet e bletëve që i mbajnë bashkë në një vend. *Vathë prej pesëdhjetë zgjojesh.*
• Si dhentë në vathë *shih te* DHEN,~TË. E futi (e yuri) në vathë *dike* e bëri zap, e vuri nën kontroll; e futi në kurth a në grackë. Hyri në vathë u bashkua me gjitbë të tjerët dhe iu bind urdhërave të dikujt. U nda nga vatha u veçua nga të tjerët. Si vathë pa grigjë shkretë, pa njeri. Flit ujkun në vathë fut ar-mikun në shtëpi.
VATHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VATHOJ, VATHOHET. *Va-thimi i dhenve (i bagëtisë). Vathimi i tokës. Plehërim me ' vathim.*
V,ATHINA,~T *vet. sh.* Ara të plehëruara nga bagëtitë që flenë aty, ara të plehëruara me vathë.
VATHNAJË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Vend ku ka fiisa vatha bagëtish. *U ktliyen dhentë në vathnajë.* 2J Vathë e madhe.
VATHOHET. *Pës. e* VATHOJ.
VATHOJ to., ~OVA, ~UAR. 1. Mbyll bagëtinë në yathë, e fut në vathë. *Vaihoi bagëtinë.*
2. Plehëroj një are duke ngritur aty një vathë të përkohshme bagëtish, plehëroj token a arën me vathë. *Vathoi arën (token).*
VATHOR,~E *mb.* 1. Që ka vathë a rezhda, jezh-dak.
2. si *em. f.* VATHORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Dhi me vathë a me rezhda, rezhdake.
VAZ,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fet.* Predikim që bën hoxha në xhami në prani të besimtarëve (në vendet ku vepron feja myslimane). *Mbante (jepte) vaz. Dë-gjonin vaziri.*
VAZELINË,~A . Lëndë e squllët dhe e lyrshme, që nxirret nga nafta e që përdoret për të zbutur lëkurën a plagën ose në teknikë e në industri për të Iyer pjesët që fërkohen. *E leu me vazelinë.*
VAZO,~JA *sh.* ~, ~T. 1. Enë prej balte në,trajtën e një kove e pa veshë, ku mbjellim lule për zbukurim, saksi; enë prej qelqi, prej porcelani etj., në trajtën e një shisheje të gjerë a të një kupe me zbukurime, ku zakonisht vihen lule. *Vazo qelqi (porcelani). Vazo lulesh.*
2. Enë zakonisht prej qelqi, me madhësi të ndryshme, që përdoret për pemë a ushqime të tjera të kon-servuara;

kavanoz. *Vazo me reçel (me komposto, me ullinj, me sake).*

VAZHDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vargan.

VAZHDË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Shenjë, gjurmë a vijë e zgjatur që mbetet në një sipërfaqe pasi kalon nëpër të një njeri a një mjet ose zvarritet diçka; shenjë a gjurmë që mbetet diku dhe dëshmon për diçka, vragë. *Vazhdat e qerres. Vazhdë gjaku. Vazhdë tymi (avulli). Një vazhdë pluhuri. Vazhda mbi dëborë. La pas një vazhdë. I shkoi pas vazhdës. E humbi vazh-dën.*

2. Rrugë e ngushtë në një vend të thyer a në dëborë; rrugë dhish. *çoi dhitë nëpër vazhdë.*

3. Hulli, brazdë; diçka që zgjatet si shirit a si rresht; vijë. *Hoqi një vazhdë me plug në are. Mblodhi vazhdën e barit të kositur.*

*4.* Vija në mes të dy dërrasave të mbërthyera njëra pranë tjetrës. *Vazhdat e dyshemesë (e tavanit).*

5. *fig.* Gjurmë. *La pas një vazhdë. Shkoi pa lënë vazhdë.*

6. *fig.* Rrjedhje e zakonshme dhe e natyrshme e ngjarjeve, e punëve a e jetës; diçka që vijon pa ndër-prerje, vazhdimësi. *Vazhda e nismave (e aksioneve). Vazhdë heroizmash.*

• E ka bërë vazhdë (vijë) *diçka shih te* VIJË,~A. E vuri në vazhdë *dike* e bindi dike, e vuri në rrugë të drejtë, e vuri në vijë.

VAZHDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve VAZHDOJ, VAZHDOHET. *Vazhdimi i shkollës. Vazhdimi i bi-sedimeve (i përpjekjeve). Vazhdimi i studimeve. Muaji (viti) në vazhdim* ky muaj (ky vit). *Është në vazhdim* vazhdon.

2. Diçka që vijon a që vjen me pas pa ndërprerje, diçka që ndjek menjëherë një pjesë tjetër dhe bashkë me këtë përbën një të tërë; vijim. *Vazhdimi i tregimit (i artikullit). Të shohim vazhdimin.*

VAZHDIMËSI,~A Të qenët i vijueshëm, të qenët i pandërprerë; vijimësi. *Vazhdimësia e tëvizjes (e zhvillimit, e revolucionit, e luftës së klasave). Vazhdimësia e traditave tona. Vazhdimësia e prodhimit. Vazhdimësia e jetës. Ka vazhdimësi. Siguroj vazhdi-mësinë. Mungon (ndërpritet) vazhdimësia.*

*k* Në (me) vazhdimësi *libr.* vazhdimisht, në më-nyrë të vazhdueshme.

VAZHDIMISHT *ndajf.* Në mënyrë të vijueshme, pa ndërprerje, pareshtur, vijimisht; gjithnjë, gjith-monë, duke u përsentur dendur me ndërprerje të shkurtra, shpesh. *Punon (meson) vazhdimisht. Rritet (ulet) vazhdimisht. Përparon vazhdimisht. E ka thek-*Siiar *vazhdimisht. E kontrollon vazhdimisht. Ështi në lëvizje vazhdimisht. Përsëritet vazhdimisht.*

VAZHDOHET. 1. *Pis. e* VAZHDOJ1.3.

2. *Pavet. e* VAZHDOJ. *Kështu nuk mund të vazh-dohet.*

VAZHDOJ *kal.,* ~OVA, ~l)AR. 1. E çoj me përpara diçka që kam nisur, nuk e ndërpres një punë a një veprim; e nis përsëri një punë atje ku e kam lënë ose ku e kam ndërprerë; bëj ende diçka, merrem ende me diçka; vijoj. *Vazhdoj punën (mësimin). Vazhdon përpjekjet (përgatitjet). Vazhdoj rrugën (udhëtimin). Vazhdojnë bisedimet. Vazhdoj tregimin. Vazhdoj studimin (leximin...). Vazhdon të shkruajë (të flasë, të punojë).*

2. Shkoj pas gjurmës ose pas mësimeve të dikujt; shpie më tej diçka që ka nisur një tjetër; ndjek, vijoj. *Vazhdojmë traditat e mira të të parëve. Vazhduan punën e rilindësve.*

3. Shkoj rregullisht diku për të mësuar, për të fi-tuar përvojë a për t'u stërvitur, ndjek mësimet në një shkollë etj., vijoj. *Vazhdoj shkollën (universitetin).*

4. *jokal. vet. veta III.* Zgjat ende; zhvillohet, shkon më tej, nuk ndërpritet, nuk pushon; vijon; zgjat një kohë të caktuar nga fillimi deri në mbarim. *Vazhdon puna. Vazhdon lufta. Vazhdon emisioni. Vazhdon shfaqja. Vazhdojnë bisedimet (përgatitjet, takimet).*

*Vazhdon gjyqi. Vazhdon shiu (dëbora, era, shtrëngata). Loja vazhdoi dy ore. Festivali vazhdoi dhjetë ditë. Nuk vazhdon shumë.*

5. *jokal. vet. veta 111.* Shtrihet me larg, shkon me tutje, zgjatet, nuk mbaron (në hapësirë); vijon. *Udha vazhdon deri në majë të malit.*

VAZHDUAR (i,e) *mb.* I vazhdueshëm. *Kujdes i vazhduar. Rrymë e vazhduar.*

VAZHDUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që e vijon dhe e çon më tej një punë a një çështje që ka nisur ose që e ka lënë dikush përgjysmë; ai që ndjek një ide, një teori, një çështje të një paraardhësi; ndjekës. *Vazhdues besnik (i denjë) i revolucionit. Vazhdues i çështjes së socializmii. Vazhdues i doktrinës së Marksit. Vazhdues i ideve të Leninit. Vazhdues i traditave të mira.*

2. Muaji a viti që vijon. *Në fillim (me 15) të vazh-duesit.*

VAZHDUES,~E *mb.* Që vijon, që nuk ka mbaruar; që vjen pas, që ndjek diçka; vijues. *Në vitin vazhdues. Në numrin vazhdues.*

VAZHDtJESHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që vijon për një kohë të gjatë, që zgjat pa ndërprerje, që vijon pa pushim; që përsëritet dendur me ndërprerje të shkurtra; i pandërprerë, i pareshtur, i vijueshëm. *Duartrokitje (brohoritje) të vazhdueshme. Shira të vazhdueshme. Punë (ndihmë) e vazhdueshme. Përpjekje të vazhdueshme. Revolucionarizimi i vazhdueshëm i je-tës së vendit. Përmirësimi i vazhdueshëm i nivelit të jetesës sonë.*

*2, elektr.* Që ka intensitet të qëndrueshëm dhe një drejtim të caktuar. *Rrymë e vazhdueshme.*

VAZHDUESHMËRI,~A . *Ubr.* Të qenët i vazh-
dueshëm, vazhdimësi, vijueshmëri. *Ka vazhdueshmëri. Siguroj vazhdueshmërinë.*

VDEKATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që është i vdekshëm; njeriu.

VDEKJE,~A . *sh.* ~-E, ~ET. 1. Ndalimi i ve-primtarisë jetësore të organizmit të njeriut, ndërprerja përgjithnjë e shkëmbimit biologjik të lëndëve në organizëm a në një pjesë të tij; mbarimi a fundi i jetës së njeriut. *Vdekje klinike (fiziologjike, natyrore). Vdekje e papritur (e parakohshme). Vdekje e hidhur (e rëndë, tragjike). Vdekja e një indi (e një qelize). Grahmat (ngërçet) e vdekjes. Në shtratin e vdekjes. Shkaku i vdekjes. Rrezik vdekjeje! U botua pas vdekjes. Sjell (shkakton) vdekjen. I erdhi vdekja. Gjeti vdekjen* vdiq. *E pret vdekja. Gjumi është vëllai i vdekjes. fj.u.*

2. Dënimi me vrasje a me varje. *E dënuan me vdekje.*

3. *bised.* Çdo rast kur dikush vdes. *Numri i vdekje-ve. Vdekjet dhe lindjet. Shkoi për ngushëllim në një vdekje. Vdekjet janë më të pakta se lindjet. S'pati asnjë vdekje.*

4. Dhënia e jetës, flijimi i jetës për një çështje të lartë. *Vdekje heroike. Vdekja për At dhe.*

5. Vrasje e shkatërrim; asgjësimi i jetës njerëzore. *Kampi nazist i vdekjes. Fashistët kudo sUlnin (mbillnin) vdekjen.*

& *fig.* Fundi, mbarimi a shkatërrimi i dikujt ose i diçka je. *Vdekje fashizmit! Vdekje kapitalizmit! Vdekje tiranit!*

*k* Deri në vdekje deri në fund të jetës; përgjithnjë. për vdekje a) i papajtueshëm; i betuar(për armikun); b) jashtëzakonisht, shumë, tepër (kur urrejmë dike, kur zemërohemi me dike etj.); c) shumë rëndë (kur lodhemi shumë); pa shërim (kur sëmuret dikush). Si vdekja me çdo kusht; patjetër, domosdo (për diçka që do ta bëj me a që pritet të ndodhë). Giumi i vdekjes humbja e ndjenjave dhe rënia e njeriut si në gjumë para vdekjes. E kam vdekje *dike a diçka* me mërzit shumë, nuk e duroj dot, e urrej; nuk e shoh dot me sy. për jetë a për vdekje *shih te* JETË,~A 2- Në kthetrat e vdekjes në çastet e fundit të jetës; në shkatërrim e sipër. I rubet si vdekjes ka shumë frikë nga diçka a nga dikush, trembet shumë. E Ma vdekjen si të lindë nuk i trembet vdekjes, është trim. I ra çehrja e vdekjes u zverdh, u zbeh shumë, u be baltë në fytyrë. Ra kambana (ora) e vdekjes për *dike a për diçka* i erdhi fundi, i erdhi shkatërrimi. Çështje jete a vdekjeje *shih te* JETË,~A $_2$ I dolën djersët e vdekjes (e mortjes) *shih te* MORTJE, ~A. Fie gjumin e vdekjes (gjumin e raadh, të madhin) *euf., mospërf. shih te* FLE. Është në fill të vdekjes është në buzë të varrit. Është (përpelitet) në shtratin e vdekjes është duke vdekur; është në shkatërrim e sipër, i erdhi fundi. Hedh vallen e vdekjes është në çastet e fundit të jetës, është në kthetrat e vdekjes; është në shkatërrim e sipër, po i vjen fundi. E ka marrë vdekjen në sy *shih te* SY,~RI. E pa vdekjen me sy *shih te* SHOH. Vajti (sakoi) në fill të vdekjes sa s'vdiq. Vdekja e zezë *mjek.* epidemia e murtajës që shpërtheu në Evropë në shekullin e katërmbëdhjetë; murtajë.

VDEKJEPRURËS,~E *mb.* 1. Që sjell vdekjen, shumë i rrezikshëm, shumë i dëmshëm për shëndetin. *Sëmundje (plage) vdekjeprurëse. Helm (gaz) vdekje-prurës. Gjarpër vdekjeprurës. Ethe vdekjeprurëse. GoaHtje (plage) vdekjeprurëse. Armë vdekjeprurëse.*

2. *fig.* Që sjell shkatërrim, shkatërriratar, asgjësues;shumë i ashpër a i rëndë. *Grushl vdekjeprurës. Politiki vdekjeprurëse. Hap vdekjeprurës. Pasoja vdekjeprurëse.*

VDEKJESJELLËS,~E *mb.* Vdekjeprurës.

VDEKSHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të vdesë sikurse të gjitha qeniet e gjalla, që nuk mund të jetojë përgjithnjë, që një ditë do t'i vijë koha të vtfesë. *Njeriu është i vdekshëm.* I 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. për *ne te vdekshmit.*

VDEKSHMËRI,~A *libr.* 1. Të qenët i vdekshëm.

2. Numri i vdekjeve brenda një periudhe të cak-tuar ose në krahasim me numrin e lindjeve a me numrin e të sëmurëve. *Vdekshmëri e lartë (e ulët). Ulja e vdek-shmërisë.*

VDEKUR,~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). Ai që ka vdekur, ai që nuk jeton me. *E çuan të vdekurin në van. më të gjallë e më të vdekur më të* gjithë. *vdekuri më të vdekurit, i gjalli më të gjallët. fj. u. Nuk ngjallet i vdekuri. Me sa ngjallet i vdekuri* kurrë, asnjëherë.

*k* Ngjall të vdekurin nga varri *shih te* NGJALL. Ai nxjerr të vdekurin nga varri *shih te* NXJERR. Lë të vdekurin e shkon në dasmë *keg.* lë një punë të rën-dësishme a të ngutshme për t'u marrë me diçka jo të domosdoshme, nuk i vlerëson drejt punët.

yDEKUR,~A (e) . *sh.* ~A, ~-AT (të). *Fem. e* VDEKUR,~I (i). *Fytyra e së vdekurës.*

VDEKUR (i,e) *mb.* I. Që ka pushuar së jetuari, që nuk është me i gjallë, që nuk jeton me, që nuk ka jetë (për njerëzit); *kund. i* gjallë. *Njeri i vdekur. Hero i vdekur. Ra i vdekur. Shtihej si i vdekur.*

2. Që ka humbur aftësinë për shkëmbimin biolo-gjik të lëndëve dhe për shumëzim, që ka pushuar veprimtarinë jetësore; i fishkur, i tharë (për orga-nizmat e gjallë ose për pjesët e tyre). *Ind i vdekur. Qeliza të vdekura. Gjethe të vdekura.*

3. *fig.* Shumë i lodhur, i rraskapitur, i këputur. *Ra i vdekur në gjumë.*

4. Që nuk ka qenie të gjalla, që nuk ka shenja jete, *që* nuk i ka kushtet e domosdoshme për të jetuar njeriu. *Vend i vdekur. Shkretëtirë e vdekur. Hapësira të vdekura.*

*5. fig.* Që nuk ka shenja jete, që nuk ka lëvizje, gjallëri e veprimtari; *kund.* i gjallë. *Rrugë të vdekura. Qyiet i vdekur.*

*6I fig.* Që nuk bëhet a nuk zhvillohet me gjallëri; që është shumë i plogët e i ngathët, i humbur; që nuk shpreh gjallëri; *kund. i* gjallë. *Jetë e vdekur. Mbledhje e vdekur. Lojë e vdekur. Njeri i vdekur. Me sy të vdekur. Me zë të vdekur.*

7. *fig.* Që nuk përdoret a nuk vepron me, që nuk ndikon me me force; që është shuar a është zhdukur; *kund.* i gjallë; që nuk ka fryt, i pavlerë. *Gjuhë e vdekur. Zakpn i vdekur. Njohuri të vdekura. Punë e vdekur. Kohë (ore) e vdekur* kohë që ikën kot; orët kur nuk keçfarë të bësh.

8. *usht.* Që nuk e kap zjarri i armëve. *Kënd i vdekur. Zone e vdekur.*

Kapital i vdekur *libr.* ide a mendime që nuk mbësh-teten në praktikë a në jetën e gjallë dhe nuk zbatohen a nuk janë të zbatueshme. Letër e vdekur *libr.* diçka së cilës nuk i kushton vëmendje askush, diçka për të cilën nuk interesohet askush. Peshë e vdekur diçka pa vlerë, diçka që s'hyn në punë; gjë pa jetë. Pike e vdekur *shih te* PIKË,~A. I vdekur e i pafutur (i pakallur) në dhe që është në buzë të varrit, i vdekur e i pambuluar. I vdekur e i pambuluar a) që është në buzë të varrit, që është duke vdekur, shumë i dobët dhe i ligur, kufomë e gjallë; b) i pazoti për punë. I vdekur e i paqarë që është në buzë të varrit, i vdekur e i pambuluar. Inventar i vdekur *ek. shih tek* INVENTAR,~IL Pikë e vdekur *fiz. shih te* PIKË,~A.

VDEKUR *ndajf.* Pa ndjenja; në një gjendje të tillë kur s'jeton me, pa jetë. *Ra vdekur në tokë. E la vdekur përdhe.*

Gjallë a vdekur *shih te* GJALLË. As gjallë as vdekur *shih te* GJALLË.

VDES *jokal,* VDIQA, VDEKUR. 1. Pushoj së jetuari, s'jam me i gjallë, nuk jetoj me, s'kam jetë (për njerëzit). *Vdiq plaku. I vdiq fëmija. Vdiq i ri. Vdiq nga sëmundja. Vdes bleta. euf.*

*2. vet. veta III.* Ndërpret shkëmbimin biologjik të lëndëve, pushon veprimtarinë jetësore; thahet, fishket (për organizmat e gjallë ose për pjesët e tyre). *Vdes bima. Vdesin qelizat (indet).*

3. I jap fund jetës duke luftuar për një çështje të lartë ose duke mbrojtur dike a diçka; bie dëshmor. *Vdiq për atdheun (për popullin). Vdiq si trim. Vdiq me armë në dorë. Me mirë të vdesësh me këmbë, sesa të rrosh i gjunjëzuar. fj.u.*

4. *vet. veta III fig.* Merr fund diçka, mbaron e s'kthehet me; zhduket e harrohet; nuk ka jetë, ndërpret zhvillimin, bie në një gjendje pa jetë e pa gjallëri. *Vdiq ajo kohë.*

*Vdiq ajo punë. Ajo gjuhë ka vdekur* ajo gjuhë nuk përdoret me. *Vepra që nuk vdesin kurrë.*
*5.* Mundohem shumë, sfilitem; s'mbahem dot me, mezi duroj, mbaroj. *Vdiqa nga lodhja. Vdiqa nga dhëm-balla. Vdiqa së ftohti. Vdiqa nga uria* kam shumë uri. *Vdiq nga frika* u tremb shumë, u tmerrua. *Vdiqëm së qeshuri* u gajasëm.
6. Kam shumë nevojë a shumë dëshirë për diçka; e dua shumë dike a diçka, ma ka ënda shumë, jam shumë i dhënë pas dikujt a pas diçkaje. *Vdiqa për ujë (për bukë). Vdiqa për gjumë. Vdes për muzikë. Vdes pas gjahut. Vdiq pas asaj.*
7. *kal.* E bëj të vdesë, e vras, e mbyt. *E vdiqën me tortura. E vdiqën me gaz (me helm).*
8. *kal.* E rrah fort dike; e mundoj tepër, e Iodh a e mërzit shumë. *E vdiqën në dm. E vdiqën fëmijët.*
O rashë o vdiqa *shih te* BIE \. I ka vdekur mendja *mospërf.* s'është në rregull nga mendtë, mendon e flet gjëra të kota a pa vlerë, ka rrjedhur fare. I ka vdekur nëna *diçkaje thjeshtligj. shih te* NËNË,~A. I ka vdekur ora *dikujt a diçkaje shih tek* ORË,~A ii.
VDIREM *vetv. krahin.* 1. Humb, zhdukem. *U vdor kau. I është vdjerrë varri. Ku u vdore?*
*2.* Tretem, dobësohem.
3. *vet. veta III.* Hahet (për hënën). *Vdiret hëna.*
4. *vet. veta III fig.* Prishet, shkatërrohet, bëhet i keq. *Vdiret raca. Vdiret gjuha.*
VDJERR *kal.,* VDORA, VDJERRË *krahin.* 1. Humb. *Vdori dhinë (delen). Vdori rrugën. E ka vdjerrë kujtesën.*2. *fig.* Prish, shkatërroj; përdhos. *Nuk e vdjerrin gjuhën.*
VDJERRË (i,e) *mb. krahin.* 1. Që vjen duke u ngrë-në; e thyer (për hënën). *Hënë e vdjerrë.*
2. Që është tretur, i dobësuar. *Fëmijë i vdjerrë.*
3. Që ka vdekur, që nuk jeton me, që ka marrë fund. *Njeri i vdjerrë.*
4. *fig.* Që është prishur, i shkatërruar; i përdhosur. *Race e vdjerrë.*
5. *fig.* I ngathët, i humbur; që s'ka mend në kokë. *Njeri i vdjerrë.*
*6. Përd. em.* sipas kuptimeve 3,5 të mbiemrit.
VE,~JA. *sh.* ~, ~TË. Vezë. *Ve pule (rose, pate). Ve zogu. Një kokërr ve. Bën ve.* L u 1 e veje(veze) *bot. shih te* LULE,~JA.
VE,~JA (e) . *sh.* ~JA, ~JAT (të). Grua, së cilës i ka vdekur burri dhe nuk është martuar me, grua e ve, vejushë.
VE,~U (i) *m. sh.* ~, ~TË (të). Burrë, të cilit i ka vdekur gruaja dhe nuk është martuar me, burrë i ve, vejan.
VE (i,e) *mb.* Që i ka vdekur bashkëshorti ose bashkë-shortja dhe nuk është martuar me. *Burrë i ve. Grua e ve. Mbeti e ve.*
VEÇ. I. *ndajf.* 1. Ndaras nga tjetri a nga të tjerët, jo bashkë me tjetrin a më të tjerët; pa njëri-tjetrin, larg nga njëri-tjetri; vetëm. *Rri (fle, ha) veç. U nda veç. Punon veç. I vuri veç (veç e veç).*
2. Mënjanë, veçan. *E thirri veç dhe ia tregoi. Hoqi veç ca bukë.*
3. Ndryshe. *Është veç nga të tjerët ai.*
II. *parafj.* Me përjashtim të..., përveç. *Veç atyre... Veç kësaj... Veç anëve të tjera... S'dua gjë tjetër veç asaj.*
III. *lidh.* Përdoret për të lidhur dy gjymtyrë ose dy fjali të një fare, prej të cilave njëra shpreh kun-dërshtim a kufizim për ate që thuhet në tjetrën; vetëm, vetëm se, po, por, mirëpo. *Foli mjaft mirë, veç pak shpejt. Mirë e the, veç nuk e kuptoj pse po e përsërit.*
IV. *pj.* 1. Përdoret për të veçuar një fjalë, një tog-fjalësh a një fjali ose për të kufizuar kuptimin e tyre; vetëm. *Ka mbaruar veç shkollën e mesme. Mbante veç një këmishë në trup. E ushqente veç me kos. Veç sa e preka pak.*
2. Përdoret në fjalitë dëshirore e urdhërore për të theksuar a për të përforcuar me shumë dëshirën, mi-ratimin që shprehim për diçka ose urdhrin; vetëm. *Veç ta shihja edhe një here! Veç shko! Veç laje mirë! Mos harro veç! Veç mos (në mos) ardhtë! Veç të arrijmë same pare!*
3. për pak, gati. *Veç sa nuk ra. Veç sa s'ia dha të qarit.*
*-k* Veç të tjerave ndër të tjera, midis së tjerash. Jo veç, po...jo vetëm kaq, por... Ha bukë veç (veçan) të tjerëve është me i mirë se të tjerët, dallon nga të tjerët.
VEÇAN *ndajf.* 1. Ndaras nga e tëra a nga e për-gjithshmja, me vete, veç. *Rri veçan. E ndau veçan. E la veçan. E shqyrtuan veçan.*
2. Veç nga të tjerët, mënjanë. *E hoqi veçan. I foli veçan.*
3. Ndryshe nga të tjerët; me shumë, me mirë etj. se të tjerët. *Është veçan ai. E dua veçan nga të tjerët atë. E sheh (e ndihmon) veçan nga të tjerët.*
•*k* Ha bake veçan (veç) të tjerëve *shih te* VEÇ.
VEÇANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. Kthinë e veçuar nga të tjerat në një shtëpi. *Flinte në veçane.*
VEÇANËRlSHT *ndajf.* 1. Në mënyrë të veçantë, me shumë se të tjerët, me shumë se për të tjerët, po-saçërisht. *Kujdeset veçanërisht për nënën.*
2. *përd. pj.* Përdoret për të veçuar një fjalë, një togfjalësh a një fjali ose për të përforcuar a për të kufizuar kuptimin e tyre; sidomos. *Heroi pozitiv e veçanërisht njeriu i ditëve tona është pasqyruar mirë në vepër. Mbjelljet, veçanërisht në tokat nën ujë, të mos bëhen njëherësh për të dyja kulturat. Ky vit është veçanërisht i mbarë për punonjësit e shpim-shfrytëzimit.*
VEÇANTË,~A (e) . *spec.* Veti që është karak-teristike vetëm për një qenie, për një send, për një dukuri etj., ajo që lidhet vetëm me një individ dhe që e dallon atë nga të tjerët; diçka që është e veçantë; *kund.* e përgjithshme. *Nga e veçanta tek e përgjith-shmja.*
VEÇANTË (i,e) *mb.* 1. Që nuk është si të tjerët, që ndryshon nga të tjerët, që qëndron me vete, që nuk është i bashkuar a i shkrirë në një të tërë më të tjerët; jo i rëndomtë, jo i zakonshëm; që i përket vetëm dikujt a diçkaje, që është karakteristik për një qenie, për një send a për një dukuri, që e dallon atë nga të tjerët. *Njeri i veçantë. Qenie e veçantë. Lëndë e veçantë. Rast i veçantë. Çështje e veçantë. Ka zë të veçantë. I jep një pamje të veçantë. Ka një mënyrë (të qeshur) të veçantë.*
2. Që është lënë a është ndarë veçan për një njeri ose për një qëllim të caktuar, që është caktuar vetëm për dike a për diçka; që i kushtohet posaçërisht dikujt a diçkaje, i posaçëm. *Vend i veçantë për fëmijët. Re-part i veçantë. Ushqime të veçanta. Veshje të veçanta. Pajisje të veçanta. Numër i veçantë i revistës. Kapitull i veçantë.*
3. Shumë i madh; që ka vlerë të jashtëzakonshme, që kërkon vëmendje të madhe, i rëndësishëm; i posaçëm. *Me kënaqësi të veçantë. Detyrë e veçantë. Qëllim (synim) i veçantë. Me rëndësi të veçantë. Kujdes i veçantë. Merita të veçanta.*
VEÇANTI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i veçantë.
2. Veçori. *Veçanti dalluese. Veçanti pozitive.*

•*k* Në veçanti në mënyrë të veçantë, veçanërisht; sidomos.
VEÇAS *ndajf.* 1. Veç, jo bashkë më të tjerët, veç e veç. *Hanë veças. E ndau veças.* 2. Vetëm. *Rri veças.*
VEÇIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve lë foljeve VEÇOJ, VEÇO-HEM. *Veçim politik. Veçimi i kafshëve të sëmura. Forme veçimi.*
2. *gjuh.* Vënia në dukje e një gjymtyre të fjalisë (dhe e fjalëve të varura prej saj) ose e një ndërtimi sintaksor me anë të pauzave, të intonacionit dhe të theksimit, duke i dhënë një fare mëvetësie sintaksore.
VEÇMAS *ndajf.* Veças. *E mbante veçmas. Bisedonin veçmas.*VEÇOHEM *vetv.* I. Rri veç nga një tjetër a nga të tjerët, nuk rri bashkë më të tjerët; ndahem nga di-kush a nga diçka; shkëputem nga mjedisi ku jetoj, nga njerëzit a nga gjërat që me rrethojnë, shkëput lidhjet më të tjerët dhe mbyllem në vetvete. *Ishte veçuar nga shokët.*
2. *Pës. e* VEÇOJ.
VEÇOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E ndaj nga tjetri a nga të tjerët; e vë a e vendos veçan; e lë vetëm, jo bashkë më të tjerët; e shkëput nga mjedisi ku jeton, nga njerëzit a nga gjërat që e rrethojnë. *E veçuan të, sëmurin. Veçoi një element kimik. I veçuan qen-gjat nga dhentë.*
12. *elektr., tek.* Vesh a mbështjell me veçues një përçues elektrik; e mbroj diçka nga dëmtues të ndry-shëm me anë të një mbulese a të një shtrese të papër-shkueshme, izoloj.
VEÇOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fiz., elektr.* 1. *shih* VEÇUES,~I.
2. Pajisje e posaçme e bërë me lëndë jopërçuese, që përdoret zakonisht në shtyllat ose në nënstacionet elektrike për të lidhur dhe për të veçuar përcjellësit e rrymës elektrike, izolator. *Veçor mbajtës (mbështe-tës). Veçor i tensionit të lartë. Vunë veçorëi në shtyllë.*
VEÇORl,~A . *sh.* ~, ~TË. Veti a cilësi dalluese e dikujt a e diçkaje, karakteristikë dalluese. *Veçoria kryesore (thelbësore). Veçoritë biologjike. Veçoritë e së folmes së Elbasanit. Veçoritë e lojës. Veçoritë e sëmundjes. Veçoritë e moshës së fëmijëve. Veçoritë e\karakterit të dikujt. Veçoritë e revoludonit popullor. Zbuloj (përcaktoj) veçoritë e diçkaje.*
VEÇQË *lidh.* Veçse.
VEÇSE. I. *lidh.* Përdoret për të lidhur dy gjymtyrë a dy fjali të një fare, njëra prej të cilave shpreh kun-dërshtim për atë që thuhet në tjetrën; vetëm, vetëm se, po, por. *Ishte njësoj si ai, veçse pak me i gjatë. E bëra, veçse nuk di a do t'ipëlqejë.*
*Il. pj.* Përdoret për të veçuar një fjalë, një tpgfja-lësh a një fjali ose për të kufizuar kuptimin e tyre (zakonisht me mohim); vetëm. *S'kishin kaluar veçse pak mimita që kur kishte ardhur. S'bënte gjë tjetër veçse i binte fyellit.*
VEÇUAR (i,e) *mb.* 1. Që është ndarë veç nga një tjetër a nga të tjerët; që është hequr a është lënë mënjanë. *Kafshë të veçuara. Familje e veçuar.*
2. Që rri veç të tjerëve, që s'do të bashkohet më të tjerët, që rri mënjanë a që është mbyllur në vetvete; që jeton veç, i ndarë nga të tjerët. *Njeri i veçuar. Rr^onte i veçuar.*
3. Që takohet vetëm një here ose shumë rrallë, jo i zakonshëm, i veçantë. *Rast i veçuar. Sëmundje e veçuar.*
4. *elektr., tek.* Që është mbështjellë a është veshur me lëndë jopërçuese. *Tel i veçuar.*
5. *gjuh.* Që vihet në dukje me anë të veçimit. *Gjymtyrë e veçuar. Përcaktor i veçuar. Pjesore e veçuar. Rrethanor i veçuar.*
6. *si em.* ~, -~I (i) *m. sh.* ~-, ~IT (të). Ai që rri veç të tjerëve, që s'do të bashkohet më të tjerët, që rri mënjanë a është i mbyllur në vetvete; ai që jeton veç, i ndarë nga të tjerët.
*it* I veçuan, i muoduari *fj. u.* kush ndahet nga shokët, është i pafuqishëm e vuan.
VEÇUES,~I *m. sh.* ~, ~IT *fiz., elektr.* Lëndë që nuk e përcjell rrymën elektrike, nxehtëiinë, la-gështirën ose zërin dhe që përdoret për të veçuar diçka si edhe për të bërë pajisje të posaçme për veçim; pajisje që bëhet me këtë lëndë, izolant. *Veçues i mirë (ikeq).*
VEÇCES,~E *mb.* 1. Që ndan a që veçon diçka nga diçka tjetër, ndarës. *Mur (gardh) veçues. Shtresë veçuese.*
*2.* Që e shquan ose që e dallon dike a diçka, da-Hues. *Shenjë veçuese. Tipar veçues.*
*3. tek., elektr.* Që nuk është përçues i elektricitetit, i ngrohtësisë etj.; që ka vetinë e veçimit, që përdoret për të veçuar; izolues. *Lëndë veçuese.*
4. *gjuh.* Që lidh dy fjali të bashkërenditura a dy gjymtyrë fjalie, të cilat nga përmbajtja përjashtojnë njëra-tjetrën ose këmbehen njëra me tjetrën (për li-dhëzat a, apo, o, ose, daç... daç, ja...ja, qoftë... qoftë etj.); që lidhet me lidhëza të tilla dhe nga përmbajtja përjashton fjalinë, më të cilën bashkërenditet ose këmbehet më të (për fjalitë); që shërben për të veçuar një fjalë, një togfjalësh a një fjali ose për të theksuar me shumë kuptimin e tyre; përforcues (për pjesëzat vetëm, veç, sidomos etj.) *Lidhëz veçuese. Fjali e bashkërenditur veçuese* (p.sh. Të ngrihemi Të dëftojmë Trimëri; Ja të vdesim, ja të rrojmë për liri!" A dëgjon gjë ti apo me bëjnë mua veshët?). *Pjesëz veçuese.* (p.sh. Vetëm Agimi kishte ardhur. Në muajt e verës sidomos në korrik e në gusht bën shumë vapë).
VEDËR,~RA *sh.* ~RA, ~RAT. Enë zakonisht prej druri, me grykë të gjerë e me një vesh a me një dorezë, që përdoret për të mbajtur qumështin kur mjelim bagëtinë ose për të ruajtur bulmetin; mjelcë. *Vedër e drunjtë. Rrathët e vedrës.*
*it* Bie shi me vedra bie shi i madh, bie shi me gjy-ma. Lule vedre *bot. shih te* LULE,~JA.
VEG,~U *m.* Vegjë për të endur, tezgjah. *End në veg.*
VEGË,~A *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *shih* VJEGË~A i)5. *Vega e kazanit.Tenxhere me vegë. E kapi për vege. Gjeti (zuri) vegë. la gjeti vegën diçkaje* ia gjeti anën.
2. *bised.* Kofshë; këmbë. *Vegë të holla. Vega e pules.*
VEGËL,~LA. *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Mjet i thjesh-të a përdorëse që shërben për të bërë një punë ose për të kryer një veprim; në *sh.* disa përdorëse që së bashku shërbejnë për të bërë diçka. *Vegla bujqësore. Vegla prerëse. Vegla sportive (gjimnastikore, mësimore). Veglat e punës.* edhe *ek. Veglat e prodhimit. ek.* pjesa themelore e mjeteve të prodhimit, ku hyjnë zakonisht mjetet mekanike të punës (makinat, pa-jisjet, aparaturat etj.), të cilat njeriu i përdor nëpro-cesin e prodhimit të të mirave materiale. *Veglat e rro-jes. Veglat e gjahut (e peshkimit). Trasta e veglave. Reparti i veglave. Gjimnastikë në vegla.*
2. Pjesë e një pajisjeje, e një mjeti, e një meka-nizmi a e një makine. *Veglat e mullirit. Veglat e par-tnendës. Veglat e këmbimit. Iu prish motorit një vegël.*
3. Mjet me përbërje e me trajta të ndryshme, me tela, me pipëz, me tastierë etj., më të cilin luajmë këngëe pjesë muzikcre. *Veglat muzikore. Vegël fry more (fry-me). Vegël me tela. U bie disa veglave.*

4. Avlëmend, vegjë. *Punon (end) në vegël.*
5. *fig. keq.* Njeri që vihet në shërbim të dikujt dbe bën pur.ën e tij, njeri a grup njerëzish, që i shërben dikujt si mashë për të arritur qëllime të caktuara; ai që i shërben verbërisht dikujt, shërbëtor. *Vegël e verbër (qorre). Vegël e ndyrë. Vegël politike. Vegël e imperiaazmit (e revizionizmit). Vegël e armikut (e reokJonit). Vegël agresioni. Është bërë vegël e të tjerëve. Shërbente si vegël. E përdorte si vegël.*
6. *bised.* Organ i brendshëm i njeriut, që kryen një punë të caktuar. *Veglat e brendshme. Veglat tretëse.*
7. *krahin.* Veshi i një ene, vjegë.
+. la gjeti veglën *diçkaje* ia gjeti anën, ia gjeti mjetin. I vuri vegël *diçkaje* i shtoi diçka që nuk *a* ka, i vuri a i ngjiti një bisht.
VEGlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi:ipas kuptimeve të foljes VEGOJ. *Vegimi i ditës.*
*2.* Diçka që na përfytyrohet në vetëdije pa e kapur me anë të shqisave; përhitje; përfytyrimi i çastit i dikujt a i diçkaje; ëndërr. *Vegim i mrekullueshëm (fan-tastik, i mjegullt). Vegimet e fëmijërisë. Iu shfaq një vegim. Humbi në vegime. U zhduk si vegim. Si në vegim.*
VEGIMOR,~E *mb. poet.* Vegimtar.
VEGIMTAR,~E *mb. poet.* 1. Që është një vegim; që bëhet a që shfaqet si në vegim; ëndërrimtar. *Jetë vegimtare. Ëndërr vegimtare. Mendime vegimtare. Sy vegimtare.*
*2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka prirje të rrojë me vegime a të bjerë në vegime; ëndërrimtar, ëndërrues.
VEGLËRl,~A *përmb.* Tërësia e veglave, veglat që përdoren për të bërë një punë a për një veprim. *Veglëri vizatimi. Veglëri për ndezje minash.*
VEGLORE,~T . *vet. sh.* Pëlhurat a stofrat që enden në vegël, tekstilet.
VEGOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. 1. *vet. veto III.* Mezi duket; nis të duket a të shfaqet diçka; nis të zbardhë drita. *Vegoi drita. Vegonin yjet. Sapo nisi të vegonte.*
*2. kal.* Mezi e shoh diçka, mezi e dalloj, e shoh si nëpër mjegull; ma zë syri, ma rrok syri për së largu. *E vegoi në errësirë. S'ma vegojnë sytë.*
VEGSH,~I m. *sh.* ~A, ~AT. Enë prej balte të pjekur, zakonisht me një vesh, që përdoret për të zier gjellë; poçe balte, vorbë; gjella sa nxë kjo enë. *Bënte vegsha. V thye vegshi. Mbushi vegshin. Vuri vegshin në zjarr. Hëngrën një vegsh fasule.*
Humbi si fasulja në vegsh *shih te* FASULE,~JA. Është luge për vegsh *shih te* LUGË,~A. Shkoi për (për të bërë) vegsha (vorba) *iron, shih te* VORBË,~A. Ka gjetur rrasa vegshin (vorbën) *keq. shih te* RRASË, ~A. Bën vegshin e s'i vë vjegën (vegjën) e lë punën pa mbaruar për një gjë të vogël. E di luga se ç'ka vegshi (vorba, poçja).u. *shih te* LUGË,~A. Gënjeshtra e bën vegshin, por nuk ia vë kapakun ).u. puna e keqe a veprimi i keq merret vesh, gënjeshtra nuk fshihet dot.
VEGSHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën vegsha, vorbar, poçar, shtambar.
VEGSHATAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vegshar.
VEGTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vegjëtar.
VEGUES,~E *mb.* Që mezi duket; qe sapo nis të zbardhë (për dritën). *Dritë veguese.*
VEGULU,~A . *sh.* ~, ~TË. *shih* VEGIM,~I 2.
VEGULLOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR *vet. veto III.* Vegon. *Vegulloi drita. Vegullonin yjet. Nisi të vegu-llonte. S'ma vegullojnë sytë.*
VEGJETAL,~E *mb. shih* BIMOR,~E. *Vaj ve-gjetal. Lëndë vegjetale. Me origjinë vegjetale.*
VEGJETARIAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *libr.* Ai që përdorvetëm ushqime bimore dhe bulmet, ai që nuk ha mish.
VEGJETATIV,~E *mb. biol.* Që ka të bëjë a që lidhet me ushqimin dhe me rritjen a me zhvillimin e organizmave bimorë. *Organet vegjetative* organet e ushqimit dhe të rritjes te bimët (rrënja, kërcelli, gjethet). *Degë vegjetative. Pjesa vegjetative e bimës. Cikli vegjetativ* kona që i nevojitet bimës nga mbirja deri në pjekje, periudha e zhvillimit dhe e rritjes së bimës. *Periudhë vegjetative* koha e vitit, gjatë së cilës shfaqet veprimtaria jetësore e bimës; periudha e rritjes dhe e zhvillimit të bimës. *Shumëzim vegjetativ* shumëzimi i bimëve që bëhet me anë të kërcellit, të Trënjës ose të gjethes. *Pushim vegjetativ* koha gjatë së cilës bima nuk rritet e nuk zhvillohet.
S i s t e m i nervor vegjetativ *fiziol.* pjesë e sistemit nervor, që drejton veprimtarinë e or-ganeve të brendshme dhe rregullon shkëmbimin e lëndëve në organizëm.
VEGJË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *kryes. sh.* Vegël e madhe prej druri, me katër këmbë dhe me pajisjet e nevojshme, që përdoret nga një njeri për të endur pëlhurë ose qilima, avlëmend; tezgjah. *Krëhri i vegjës. Punon në vegjë. Ngrehu (vuri) vegjët. Bën vegjë* end, bën pëlhurë.
2. Vjegë, vegë.
Bën vegshin e s'i vë vegjën (vjegën) *shih te* VEGSH, ~I. Ia ka shtrënguar vegjës (avlëmendit) *shih te* SHTRËNGOJ.
VEGJËLl,~A . 1. *përmb.* Shtresat e gjera e të varfra të popullit punonjës, njerëzit e thjeshtë e të varfër kundrejt të pasurve e shfrytëzuesve; masa (në vendet me rend shfrytëzues); *kund.* pari. *Vegjëlia shqiptare. Vegjëlia e qytetit (e fshatit). Interesat e vegjëlisë. Lufta e vegjëlisë. Zëri i vegjëlisë. Shtypet (shfrytëzohei) vegjëlia. Ngriti krye vegjëlia.*
2. Vogëli.
3. *përmb.* Të vegjlit, fëmijët.
VEGJËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon në vegjë, endës.
VJEGJËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VE-GJËTAR,~I. *Punonte si vegjëtare.*
VEGJOJ *jokal,* ~OVA, ~CAR. 1. Punoj në vegjë, bëj vegjë.
2. *kal.* I vë vegjën një ene prej balte, vjegoj. *ve-gjojnë shtambat.*
VEGJORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Enë balte a vorbë me një vesh përsipër grykës. VEJ *jokal.,* ~TA, ~TUR *krahin.* Vegjoj, end.VEJAN,~I *m. sh.,* ~Ë, ~ËT. Burrë i ve, i ve.
VEJANE,~IA *sh.* ~E, ~ET. Vejushë, e ve.
^EJËRI,~A Të qenët i ve ose e ve; koha gjatë sëj cilës dikush është i ve ose e ve. *Në vejëri.*
VEJËROHEM *vetv,* Mbetem i ve (për burrat) a e \ʳe (për grate).
VEJËROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Rri i ve (për burrat) a e ve (për grate), nuk martohem me pasi me vdes bashkëshorti a bashkë>hortja. *Vejëroi tërëjetën.*
*2. kal.* E lë të ve dike.

VEJTUR (i,e) *mb. krahin.* I rrasur, i ngjeshur (për diçjca që endet në vegjë); i endur. *Qilim i vejtur.*
VEJUSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vejan.
VEJUSHË,~A *sh.* ~A, ~AT. Grua e ve. *Mbeti vejushë. U martua me një vejushë.*
VEKTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mat.,fiz.* Segment që ka një drejtim dhe kah të caktuar; madhësi, që përveç vlerës numerike, ka edhe një drejtim dhe kah të caktuar në hapësirë. *Vektorë paralelë. Vektori i shpejlësisë. Kahu i veklorit. Koordinatat e vektorit.*
VjEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Pëlhurë e tejdukshme, e ejidur me fije të holla. *Vel i bardhë (i zi). Vel i hollë (i dendur).*
2I *etnogr.* ShamI e madhe prej pëlhure të hollë e të tejdjukshme, më të cilën nuset ose grate mbulonin fytyi"ën; vello. *Veli i nusërisë. Mbuloheshin me vel.*
*3I,* Cope pëlhure e trashë dhe e forte, që lidhet në direk, fryhet nga era dhe vë në lëvizje barken ose anijen; pëlhura e anijes. *Anije me vela. Ngriti (uli, drejtoi) velat. Lundronte me vela.*
*4.* Diçka si perde e hollë, që pengon a që dobëson shikimin, tis. *Vel avulli (mjegulle).*
*5.' fig.* Diçka që nuk na lë t'i shohim gjërat qartë, ashtu siç janë e t'i kuptojmë mirë; diçka që shërben si mjet për t'u maskuar a për të fshehur një gjë të pa-pëlqyer.
Ka hipur në barkë pa vela ;;; *re* BARKË,~A.
VEL *ka!.,* ~A, ~UR. 1. I jap dikujt një gjellë me shumë yndyrë, një ëmbëlsirë me shumë sheqer a pemë shumë të ëmbla derisa të mos ketë me dëshirë të hajë nga ato; e ngop tej mase, sa s'mund të hajë me sIuinë. *E vela me mjaltë. Me veli bakllavaja. Me*
*Vc:'i lilishf.*
2. *fig.* E bëj që të mos ndihet me a të mos trazohet me i)ë diçka duke ia plotësuar të gjitha kërkesat e nevojat, e kënaq jashtë mase; e ngop. *E veli më të mira\(me peshceshe, me para).*
3. *'fig.* E mërzit a e bezdis dike, i ngjall neveri, bëheip i neveritshëm për të. *Me veli dikush* m"u mërzit, s'e duroj dot. *Na veli me fjalë.*
VËLADON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Veshje c jashtme prej stofi të zi, e gjatë deri në fund të këmbëve dhe me mëngë të gjera, që mbajnë priftërinjtë katolikë; pctk fetar (në vendet ku vepron kisha katolikë). *veshur me veladon. Njeriu me veladon* prifti (katolik). *E fshehu nën veladon.*
VELDROHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Grisem nga rrobat, shqyhem, bëhem zhele-zhele.
VELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Menteshë.
VELEM *vetv.* 1. S'më hahet me një gjellë, një ëmbëlsirë etj., sepse është shumë e yndyrshme a shumë e ëmbëlose sepse kam ngrënëtepër; ngopem jashtë mase me diçka. *U velën me bakllava (me pasta). U velën me mish.*
*2. fig.* Nuk ndihem me a nuk trazohem me në diçka, ngaqë me janë plotësuar të gjitha kërkesat e nevojat, kënaqem jashtë mase, stërngopem me diçka. *Është velur nga të mirat. Është velur me filma.*
3. *fig. vet. vela III (me një trajtë të shkurtër të per-emrit vetor në r. dhanore).* Me është mërzitur tepër a me është neveritur dikush a diçka. *Iu vel ai njeri, s'e duron dot me.*
VELENXË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mbulesë e gjerë prej leshi, e endur jo shumë dendur e zakonisht pa thekë; cull. *Velenxë e leshtë (e dhirtë). Velenxë e trashë (e hollë). Velenxë me thekë. Mbulohem me velenxë. Shtroj velenxën.*
•*k* Iu be velenxë *dikujt* ia mbuloi dikujt të me-tat e gabimet, ia fshehu të palarat për ta mbrojtur. I hoqi velenxën *dikujt* a) e la dike pa mbrojtje e pa përkrahje, e la zbuluar; b) ia zbuloi të metat e gabimet; ia hoqi petën lakrorit.
VELET,~E *mb.* I shkathët, i zgjuar e dinak; që s'bie lehtë në lak, që s'ia ha qeni shkopin; torlar. *Nuse velete. Burrë (djalë) velet. Është velet.*
VELETI,~A . Shkathtësi, zgjuarsi; dinakëri, dhelpëri. *Veproi me veleti.*
VELËT (i,e) *mb.* 1. Që të vel ngaqë është shumë i yndyrshëm ose shumë i ëmbël, që të ngop menjëherë. *Mish i velët. Hallvë e velët.*
*2. fig.* Që të mërzit tepër me sjelljen e me veprimet e tij, që të neveritet. *Njeri i velët.*
VELËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Verzë peshku. *Velëzat e kokës. Kapakët e velëzave. Merr fry me me velëza.*
VELITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Velem.
VELUR (i,e) *mb.* 1. Që është ngopur tej mase e s'mund ta hajë me një gjellë, një ëmbëlsirë etj., sepse është shumë e yndyrshme ose shumë e ëmbël, që s'ha dot me sepse ka ngrënë tepër, që është velur me diçka; i ngopur jashtë mase. *Fëmijë i velur.*
2. *fig.* Që i janë plotësuar të gjitha kërkesat e nevojat e s'dëshiron asgjë tjetër, që është kënaqur jashtë mase me diçka; që është ngopur me diçka derisa është mërzitur; që është ngopur nga jeta; i ngopur. *Mikro-borgjez i velur.*
VELLO,~JA . *sh.* ~, ~T. 1. *etnogr.* Pëlhurë e hollë dhe e tejdukshme (zakonisht një cope tyli), më të cilën mbulohej nusja ditën e dasmës kur nu-sëronte ose kur e çonin te shtëpia e dhëndrit; duvak. *Vello e bardhë. Velloja e mises. Nuse pa vello. Vinin vello. Nuk hedhin me vello.*
*2. tekst.* Një sasi pambuku, i mbledhur si shtë-llungë dhe jo i ngjeshur (kur del nga makina e krehjes); diçka e mbledhur në këtë mënyrë dhe jo e ngjeshur. *Vello pambuku.*
3. *fig.* Diçka që shërben si mjet për t'u fshehur a për t'u maskuar, vel; maskë. *Velio demagogjike. lu hoq velloja.* la hoqi velloo noses e zbuloi dike a diçka, e bin të duket ashtu siç ishte në të vërtetë, ia hoqi petën lakrorit.
VEMESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cipa e hollë që mbështjell qepën, vezën etj.; cipa e hollë që mbësh-tjell një organ të trupit a të bimës; membrane; lë-mazë. *Vemesa e qepis (e vezës). Vemesa e qelizës. Vemesa e veshit.*
2. Cipa e hollë që zë qumështi përsipër pasi valohet; ajkë, maze. *Vemesa e qumështit.*
VEMESOR,~E *mb. mat., bot.* Që është i veshur a i mbuluar me një cipë të hollë, me vemesë (për një fare, për qelizën etj.); që është si vemesë. *Cefël vemesore.*
VEMËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT 200. Bleta punëtore.
VEMIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Vemje.
VEMJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *zool.* 1. Larva e disa kandrrave, që ka trajtën e një krimbi me disa unaza; larva leshtore e disa fluturave, që dëmton pemët e barishtet; dhemizë. *Vemja e kumbullës (e rrushit, e pjeshkës, e agrumeve). Vemja e dushkut. Vemja e panxharit (e lakrës, e bizeles). Vemja e jonxhishteve.*
2. Mizë që lëshon vezët në mish; vezët e kësaj mize. *E pështyu vemja.*
-A- I ka hyrë vemja është i sëmurë, i ka hyrë sëmund ja, i ka hyrë krimbi (sidomos për ata që sëmuren nga tu-berkulozi).

VENÇË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vendi ku shtypct rrushi për të bërë verë dhe mbahet shkelësi.

2. Verë e hollë e shumë e butë, verë e dorës së dytë, që nxirret duke shpëlarë me ujë bërsitë e rrushit.

VEND,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Hapësirë a sipër-faqe tokësore, tokë e kufizuar a pjesë toke që ka ve-çori të caktuara fizike e gjeografike; truall; zone. *Vend malor (shkëmbor, fushor, moçalor). Vend i sheshtë (i ngritur, i thyer, i hapët). Vende të ulëta (të larta). Vend i bukur (i butë, klimaterik). Vend i thatë (i zhveshur). Vend djerr. Vendet e nxehta.*

2. Pjesë toke a pjesë e sipërfaqes tokësore (fushë, pyll, fshat, krahinë etj.), që ka diçka të veçantë ose që përdoret për diçka, hapësirë a sipërfaqe që shërben për një qëllim të caktuar, truall që caktohet për një punë; pjesë hapësirë ose sipërfaqeje tokësore ku është një njeri a një send, ku ka ndodhur diçka, për ku ka marrë drejtimin një lëvizje etj. *Vend historik. Vendi i lojës (i takimit). Vendi i burimit. Vendi i ngjar-jes. Vendi i nisjes (i mbërritjes). Vendi i shërbimit.*

*Vend për ndërtim (për banesë, për strehim). Vend për kullotë. Vend për fushë sporti. Emra vendesh. gjuh. Ndajfolje vendi. gjuh. Rrethanor vendi. gjuh. Në vendin e aksionit. Në vendin e sulmit (e goditjes). Në një vend të caktuar. Në çdo vend. Në vende publike. Në vende kyç. Në vende të dukshme. Në një vend afër (larg). Në këtë vend ka ndodhur. U nisëm për në një vend të panjohur. Vajtëm deri në një fare vendi. Zgjodhëm një vend të përshtatshëm. E studioi (e zgjidhi) në vend.*

3. Hapësirë a sipërfaqe ku është a ku duhet të jetë një njeri, një send etj., pjesë e një hapësirë që zë di-kush a diçka; pjesa e hapësirës a e sendit ku rri di-kush a mbahet diçka. *Vendi i plaçkave. Rri (qendron) në vend. S'lëviz nga vendi. I ndërroi vendin. E çoi nga një vend në një tjetër. Është në të njëjtin vend. S'rri në një vend* lëviz shumë. *E mbaj në vend* e ndal, nuk

e lë të ikë a të largohet. *Çdo gjë ka vendin e vet. I vuri gjërat (orenditi) në vendet e tyre. E çoi kockën në vend.*

4. Hapësirë e lire; pjesë e një hapësire, e zbrazur nga sendet; hapësira a sipërfaqja që mbush ose që zë një send, një njeri etj. *Dy pëllëmbë vend. Ka (shumë) vend. S ka me vend. Hapi pak vend. U hap vendi. Zë (shumë) vend. E ngushtoi vendin. Ka vend edhe për një tryezë (për një njeri). S'ke vend ku të rrotullohesh (nga të dalësh, ku të shtrish këmbët). I bëj vend di-k uj t* mblidhem a ngushtohem që të ulet edhe dikush tjetër.

5. Pjesë e kufizuar dhe e pajisur posaçërisht që të rrijë, të ulet ose të flejë një njeri; ndenjëse a ka-rrige (në një automjet, në një sallë etj.). *Vend i zënë (i lire). Vendet e tribunes (ones tribunes). Autobus me dyzet vende. Sallë me një mijë vende. Hotel me treqind vende. Nëpër vende! U zunë të gjitha vendet. I Hroi vendin një plaku. Gjeti një vend. Zë (ruaj, mbaj) një vend! U ul (u kthye) në vendin e vet.*

6. Krahina, fshati a qyteti ku ka lindur ose ku banon dikush, vendlindje, një krahinë e caktuar. *Vendi i lindjes (i banimit). Veshjet e vendit. Nga ç'vend është?*

7. Hapësirë tokësore që shtrihet brenda kufijve të caktuar shtetërorë; shtet; atdhe. *Vendi ynë. Vend socialist. Vendet kapitaliste (revizioniste). Vendet ballkanike (perëndimore, lindore). Vend i pavarur (i varur). Vend i zhvilluar (i përparuar, i prapambetur). Vendet pjesëmarrëse (ndërluftuese). Jet a e vend it. Mall (prodhim) vendi* mall që është prodhuar këtu e që nuk është sjellë nga jashtë shtetit. *Raca e vendit. Sipas ores së vendit. E siguruam bukën në vend. Shkeli (pushtoi) disa vende. Lulëzon vendi. Në të gjithë vendin.*

8. Pjesë në trupin e njeriut a në veshjen e tij ku ka diçka; pjesë e kufizuar në një rrobë a në një sipërfaqe të caktuar. *Vend i lig (i keq). euf.* baqthi. *Vendi i ujit. euf. Vendi i hollë. euf. Vendi i vrarë (i mavijosur). Vendi i grisur (i ndotur). Vendi i fëmijës. anat.* organi që formohet në mitrën e gruas shtatzënë dhe që shërben për shkëmbimin e lëndëve e për ushqimin e em-brionit. *Vendi i plages. Ishte dëmtuar në disa vende.*

9. Pjesë në një vepër letrare a muzikore, ku për-mendet diçka; rendi i një fjale në një tekst, në një fjalor etj. *Vendi ku përshkruhet lufta. Vendi i fjalëve nëfjali. Deri në vendin ku...*

10. Puna, detyra që ka dikush a shërbimi që kryen. *Vend i rëndësishëm. Vend i ngrohtë (i rehatshëm). keq.* punë e lehtë e me page të tnirë. *Vendpëllumbash. bised., iron,* punë shumë e lehtë. *Vend pune. Zuri (siguroi) një vend. I gjeti vend. U zu vendi. Shkurtuan një vend. Kërkon një vend. Lëshoi vendin. Ka dy vende të lira.*

11. Rendi a shkalla që zë dikush në një garë, në një vlerësim, në një konkurs, në mësime, në një listë etj. *Vendi i parë (i dytë, i tretë...). Lufta për vendin e pare. Zuri vendin e pestë.*

12. *fig.* Rendi a shkalla që zë dikush në marrëdhënie më të tjerët në shoqëri, në familje etj.; roli i dikujt në një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërore, pozita shoqërore e dikujt sipas vlerës që ka a që i jc-pin të tjerët; rëndësia e dikujt a e diçka je. *Vend krye-sor (i rëndësishëm, qendror, i veçantë). Vend koman-dues (drejtues). Ka një vend nderi. Zë një vend të me-rituar në histori. Ka vendin e tij në jetë. E vlerësojnë nga vendi që ka në fushën e kulturës (e shkencës).*

13. *përmb.* Tërësia e njerëzve që banojnë a që je-tojnë diku, njerëzit, gjindja e një fshati, e një qy-teti, e një krahine, e një shteti etj.; populli, popullsia. *Luftonte vendi për liri. U ngrit i gjithë vendi. Mblodhi iërë vendin. S'e donte vendi. U tund vendi. fig.*

14. Mjedisi a rrethanat e përshtatshme për të thënë a për të bërë diçka. *S'është vendi këtu. Kishte gjetur vendin që bënte ashtu. S'është as koha as vendi për këtë. Sipas vendit bëhet kuvendi. fj.u.*

15. *fig.* Arsye për të thëoë ose për të bërë diçka. *Fjalë me vend* fjalë e drejtë, e përshtatshme, e arsyesh-me. *Vërejtje me vend. Kërkesë pa vend. Flet me vend. Është pa vend* është i padrejtë, i papërshtatshëm. *E qortoi me vend. S'ka vend për dyshim. Lë vend për dyshime* lë shteg a rast për dyshime. *Është jashtë vendit* është i paarsyeshëm, i pathemeltë, pa baza.

♦ Në vend menjëherë, aty për aty; aty ku ishte. Në vend *të dikujt a të diçkaje* në këmbë të dikujt a për diçka. Në vend që... përdoret për të shprehur një zgjidhje tjetër ose për të kundërvënë dy veprime a gjendje të ndryshme. Në vend (i ati, e ëma) shumë i ngjashëm në pamje më të atin (me të ëmën), gjallë i ati (e ëma). Vend e pa vend edhe aty ku nuk duhet; pa arsye; kot. Bëri vend *diçka* u be zakon, u rrënjos, nuk hiqet dot. E çoj (e shpie) në vend *( një fj\alë, një urdhër, një porosi etj.)* e zbjatoj, e përmbush a e plotësoj deri në fund. M'u errësua vendi (bota) *shift tek* ERRËSOHEM. Gjej vend gjej rast a mundësi, gjej shteg. Gjen vend *diçka* shprehet a

pasqyrohet; del. Gjeti vendin *mospërf.* mori atë (zakonisht dënimin) që meritonte. Me ha vendi s'rri dot në një vend, nuk me mban vendi; rri si mbi gjemba. U hodh nga vendi u zemërua menjëherë, kërceu përpjetë. Ka vend është e mundshme, ka mundësi, mund; duhet, është e nevojshme. S'ka vend *këtu dikush a diçka* nuk lejohet, nuk duhet lejuar; nuk pranohet. Kryet e vendit *shih te* KRYE,~T7. E la në vend *dike* e vrau me një të goditur. Lëshoi vend (pe) *shih te* LËSHOJ. I lëshoj vendin *dikujt* e nderoj, e vlerësoj, i heq kapelën për meritat që ka. Luaj vendit! përdoret për të shprehur një habi të ma-dhe për ato që na tregon ose na thotë dikush ose në rastet kur një njeri ka paragjykimin se ajo që thotë dikush mund të sjellë ndonjë të keqe. Mbaj vendin! *keq. shih te* MBAJ. E mbaj (e mbërtbej, e gozhdoj) në vend bëj që dikush të mos përparojë në punë a në jetë; nuk e lë të lëvizë a të përparojë. Nuk e mban vendi (toka) *dike shih te* MBAJ. Mbeti në vend vdiq menjëherë. Mëshoji vendit! *keq. shih te* MË-SHOJ. Me ngre vendi jam shumë i shqetësuar e nuk mund të rri dot, kam kokëçarje e shqetësime të më-dha. S'më nxë vendi jam shumë i shqetësuar, nuk me pritet, nuk kam durim; lëviz sa ahdej këtej, nuk rri dot në një vend nga shqetësimi a padurimi. Qëndron (rri, mbeti, ngeci, ngeli, numëron, bën bapa) në vend nuk përparon më tej, mbetet në të njëjtën gjendje; mbetet prapa, nuk ecën me kohën, mbetet aty ku ishte; nuk ndryshon. Rrahu (çau, kërkoi) vendin (dhe-un, dynjanë) *shih te* RRAH. S'më rrihet në (një) vend jam shumë i shqetësuar, kam një hall a brengë të madhe; s'duroj dot dhe lëviz andej-këtej. Shkon në vend *(fjala)* zbatohet, vihet në jetë. I tregoi *yen-din dikujt* e ndëshkoi dike siç e meritonte, i tregoi se sa vlente e si duhej të sillej. S'tundet (s'lëviz) nga vendi nuk shqetësohet për asgjë, nuk e ha meraku. Në vend nuraëro! *usit, shih te* NUMËROJ. E vuri në vend *dike* e vuri përpara përgjegjësisë, ia mblodhi. E vuri në vend *diçka* a) e zëvendësoi një send me
diçka që ka vlerë të barabartë, c zëvendësoi a e plo-tësoi me diçka tjetër; b) fitoi atë që kishte humbur (nderin, nderimin); riktheu, ndreqi. Zë vend *shih te* ZË. I zuri vendin (këmbën) *dikujt shih te* ZË. S'më zë vendi *shih te* ZË. S'më zuri vend *buka etj. shih te* ZË. Bëri vend në zemrën *e dikujt shih te* ZEMËR,~RA. Iu be vendi zjarr *shih te* ZJARR,~I. I bie daulles në një vend *shih te* DAULLE,~JA. Ia çoi dëshirën në vend *dikujt* ia plotësoi dëshirën. E çoi në vend të vetën nguli këmbë e u be siç tha ai, i shkoi e tija. I dolën sytë nga vendi (jashtë) *shih te* SY,~RI. E gjeti guri vendin e gjeti punën e përshtatshme, e gjeti puna të zotin. S'gjen vend ku të futet (s'i gjen dot vend ve(es) është shumë i shqetësuar, ka një hall të madh. Nuk e ka kokën (mendjen) në vend nuk është në rregull nga mendja; është shumë i hutuar, s'është në vete, e ka humbur toruan. E ka kokën në vend të lig *keq. shih te* LIG(i),~Ë(e). Nuk i ka sytë në vend *shih te* SY,~RI. E la thes në vend *shih te* THES, ~I. Nuk i la vend vetes është sjellë keq më të tjerët, nuk ka lënë kujtime të mira. Mbeti thes në vend *shih te* THES,~I. Mbeti (bën, rri) në vend numëro *shih te* NUMËROJ. Nuk i pret sëpata në një vend *shih te* SËPATË,~A. Ia solli gjakun në vend *dikujt shih te* GJAK,~Uj. Ia solli shpirtin në vend *dikujt* e ndihmoi ta marrë veten, ta ndiejë veten mirë, të këndellet e të gjallërohet, e solli në vete (për dike që ka mërdhirë shumë, që është i uritur etj. dhe ngro-het pranë zjarrit, shuan urine etj.) Mos u ul në vend të huaj! *shih tek* ULEM. I erdhi gjaku në vend *shih te* GJAK,~U 1. I erdhi zemra (shpirti, fytyra) në vend u qetësua, e mori veten (pas një tronditjeje të forte a shqetësimi të papritur). S'i zë bytha vend *thjeshu ligj., keq.* nuk ngulet në punë. I zë vend f jaia ia dëgjojnë fjalën, e dëgjojnë të tjerët. S'i zë vend gjaku *shih te* GJAK,~U 1. S'i zënë këmbët vend (dhe, tokë) *shih te* KËMBË,~A. Vendi s'të thotë kurrë "ngrihu!" kur shkon diku si mysafir a për ndonjë punë, mos prit të të thonë të tjerët që të largohesh, por duhet të lar-gohesh vetë në kohën e duhur. S'i zë gjuha vend ndër dhëmbë (s'i rri gjuha prapa dhëmbëve) *shih te* GJUHË, ~A 1. Guri është i rëndë në vend të vet *fj.u. shih te* GUR,~I. E kërkoi vend me vend e mal me mal *dike a diçka* e kërkoi në të katër anët, s'la vend pa kër-kuar, e kërkoi gjithandej. Vend i ngushtë *ek.* degë a fushë, në të cilën ka vështirësi për prodhimin ose për një veprimtari.

VENDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vendës.

VENDARRITJE,~A . *sh.* ~E. ~ET. Vendi deri ku duhet të shkojë dikush a diçka, vendi i arritjes; vendmbërritje; *kund.* vendnisje. *Pikënisja (vendnisja) dhe vendarritja. Vendarritja ishte larg.*

VEND AS, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Vendës. VENDAS,~E *mb.* Vendës.

VENDBANlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vendi ku banojnë njerëzit për një kohë të gjatë, fshati a qy-teti ku dikush ka banesën e tij; qendër banimi. *Vend-banim i përkohshëm (i përhershëm). Me vendbanim të qëndrueshëm (të paqëndrueshëm, të panjohur). Vendbanim i lashtë (i hershëm). Vendbanim i ri. Vendbanim ilir. Ndërroi vendbanimin.*

VENDBURIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vend ku ka në sasi të madhe mineral ose ndonjë lëndë tjetër. *Vendburim minerar. Vendburim i pasur (i shterur).Vendburim bakri (qymyrguri, kromi). Vendburim nafte (gazij. Shfrytëzimi i vendburimit. Zbuluan një vendburim të ri.*

2. Vendi ku buron një lumë a një përrua. *Vend-burimi i Drinit (i Vjosës).*

VENDÇE *ndajf.* 1. Sipas mënyrës a zakonit të vendit. *Vishej vendçe. Këndon vendçe. Hedh valle vendçe.*

2. Shtruar, qetë. *Bisedonte vendçe. U shtruan vendçe.*

3. Fort, shumë. *Punoi vendçe. E rrahu vendçe.*

VENDE-VENDE *ndajf.* Në disa vende, në disa pjesë të diçkaje, aty-këtu, tek-tuk. *Vende-vende zbardhte dëbora. Vende-vende muri ishte çarë.*

VENDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Banor i një vendi, që ka lindur e është rritur aty, banor që bën pjesë në një familje, e cila nuk ka ardhur nga një vend tjetër; secili ndër banorët më të parë a më të vjetër të një vendi, që kanë jetuar aty brez pas brezi; anas, rrënjës; *kund.* ardhës. *Vendësit dhe të ardhurit. Trojet e vendësve. Gjuha e vendësve. Zakonet e vendësve. Jemi vendës.*

2. Ai që jeton e punon prej kohësh në një vend, banor i një fshati, i një qyteti, i një krahine a i një shteti të caktuar. *Vendësit shtruan një darkë. Fituan vendësit.*

VENDËS,~E *mb.* 1. Që ka lindur e është rritur në një vend të caktuar dhe nuk ka ardhur nga një vend tjetër, që ka jetuar brez pas brezi në një vend të caktuar; që është krijuar në një vend të caktuar; i vendit; *kund.* i ardhur. *Banor vendës. Popullsia ven-dëse. Mësuese (mjeke) vendëse. Zakone (valle) vendëse.*

2. Që jeton e punon prej kohësh në një vend të caktuar; që ka të bëjë me një vend të caktuar; që i për-ket këtij

vendi, i vendit. *Futbollistët (artistët) vendës. Autor vendës.*

VENDËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VENDËS, ~I.

VENDFUSHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* Vendi i fushimit të një reparti ushtarak. *Vendfushimi i ush-trisë.*

VENDGRUMBULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vendi ku grumbullohen një shumicë njerëzish, kaf-shësh a sendesh. *Vendgrumbullimi i nxënësve. Vend-grumbullimi i plehrave.*

VENDIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Qëndrim i prerë e përfundimtar që mbajmë për një punë a për një çështje pasi e kemi menduar dhe e kemi shqyrtuar, përfundimi i arritur për diçka pasi e kemi parë e dis-kutuar atë; ajo gjë që është vendosur të bëhet a të kryhet. *Vendim i arsyeshëm. Mori (një) vendim* ven-dosi. *dha vendim diçkaje* vendosi për diçka. *rri një vendimi. V tërhoq nga vendimi që kishte marrë.*

2. Rregull a urdhëresë për çështje të rëndësishme, që nxjerr një organ qeveritar; masa që caktohen së bashku në një mbledhje ose nga një organ i lartë partie a qeverie dhe që duhet të zbatohen patjetër. *Vendim i drejtë (i rëndësishëm, revolucionar). Vendim qeveritar. Vendimet e kongresit. Mori (nxori) një vendim. Zbatoi (çoi në vend) vendimin. Shkeli vendimin. Vendimi hyn në fuqi menjëherë. Vendimi i mëparshëm shfuqizohet.*

3. Mendimi përfundimtar që jep një organ gjy-qësor pas gjykimit të çështjes, masa a zgjidhja për-fundimtare dhe e prerë që jep gjykata për një çështje
që ka shqyrtuar. *Vendim gjyqësor. Vendim i prerë. Vendim fajësie (pafajësie). Me vendim gjyqi. Shpalli vendimin.*

VENDIMOR,~E *mb. zyrt.* Që ka të drejtë të ven-dosë për një çështje, që peshon e që merret parasysh në shqyrtimin a në diskutimin e një çështjeje; *kund.* këshiUimor. *Vote vendimore.*

VENDIMTAR,~E *mb.* 1. Që i jep fund a zgjidhje përfundimtare një çështjeje; që sjell një rrjedhim të rëndësishëm; që përcakton zhvillimin e mëtejshëm të diçkaje; që është i tillë prej nga varet përfundimi i diçkaje. *Sulm vendimtar. Fitore vendimtare. Kthesë vendimtare. Hap vendimtar. Cast vendimtar. Etapë (fazë) vendimtare. Ditë vendimtare. Masa vendimtare.*

2. Shumë i rëndësishëm, kryesor.

VENDKALIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vend i caktuar a rrugë për kalim; hapësira e lire që ndodhet midis rreshtave të njerëzve, të kafshëve a të gjërave; rrugë e ngushtë a qafë mali ku mund të kalojnë njerëzit e kafshët, shteg. *Vendkalim i ngushtë. Vendkalim këmbësorësh. Vendkalim për traktorë. Vendkalim në lumë. Vendkalimet në stadium (në sallën e teatrit). Lë të lire vendkalimin.*

VENDKËMBIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Ndë-rrim vendi i dy tingujve a i dy rrokjeve brenda së njëjtës fjalë, metatezë (p.sh. *thkej për kthej, pështoj për shpëtoj* etj.). *Dukuria e vendkëmbimit.*

VENDKOMANDË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Vendi a zyra ku është vendosur komanda e një re-parti ushtarak ose e një njësie ushtarake. *Vendkoman-da e kompanisë (e batalionit, e brigades). Shkoi në vendkomandë.*

VENDLINDJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vendi (fshati, qyteti, krahina, shteti) ku ka lindur dikush, vendi i lindjes së dikujt; atdheu. *Vendlindja e heroit. Njohja e vendlindjes. Dashuria për vendlindjen. U kthye në vendlindje.*

2. Vendi ku është zhvilluar së pan a është shpikur diçka; atdheu.

VENDMBËRRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Vend-arritje.

VENDNDALESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *usht.* Vendi ku ndalon përkohësisht nënreparti, reparti ose njësia ushtarake jashtë qendrës së banimit gjatë stërvitjeve, gjatë marshimit për të bërë pushim, për të organizuar luftimin etj.

VENDNDALIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vendi
ku qëndron ose ndalon dikush a diçka.

2. Stacion ku ndalon autobusi në rrugën e një qyteti. *Vendndalimi i autobusit.*

VENDNDODHJE,~A. Vendi ku ndodhet dikush a diçka. *Vendndodhja e forcave të armikut. Vendndodhja e anijes. Zbuloi (përcaktoi) vendndodhjen.*

VENDNISJE,~A . Vendi që nga niset dikush a diçka; *kund.* vendarritje. *Vendnisja e autobusit. Vendnisje për gara sportive.*

VENDOHEM *vetv.* 1. Vendosem diku.

2. Krijoj kushte të mira jetese për vete, gjej një vend të përshtatshëm për vete; sigurohem mirë në një vend. *U vendua mirë me punë.*3. *Pës. e* VENDOJ.

VENDOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. Vendos diçka në një vend.

2. Vendos diçka në vendin e duhur a në vendin e caktuar, vë diçka në një vend të sigurt.

3. I krijoj dikujt kushte të mira për të banuar e për të jetuar. *E vendoi mirë vajzën.*

VENDOR,~E *mb. gjuh.* 1. Që lidh një fjali të va-rur, e cila tregon vend, me një fjali drejtuese (për li-dhëzat ku, tek, kudo, ngado etj.); që lidhet me lidhëza të tilla dhe tregon vendin ku kryhet një veprim ose ku ndodhet dikush a diçka (për fjalitë). *Lidhëz vendore. Fjali, vendore* (p.sh. "Ku buron uji i ftohtë..., Atje ja-në mendtë e mia").

2. Që tregon vendin ku ndodhet dikush a diçka ose ku kryhet veprimi i shprehur prej foljes (në disa gjuhë). *Rasa, vendore.*

VENDORE,~JA . Rasa vendore. *Përdorimi i vendores. Mbaresa e vendores.*

VENDOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Vë dike a diçka në një vend të caktuar; vë diçka në vendin e vet; vë. *Vendosi librin në raft. Vendose në (mbi) tryezë! I vendosi njërën mbi tjetrën. Vendosën kurora në varret e dëshmorëve.*

2. E çoj dhe e lë dike a diçka në një vend të caktuar ëse në vendin që duhet; e vë në një vend a në një gjendje të caktuar; i gjej vendin e përshtatshëm, e rregulloj si duhet; vë. *vendosi drutë stive. I vendosi të ardhwit nëpër dhoma. I vendosi nxënësit në rresht* i rreshtoi nxënësit.

3. E vë dike në një vend me punë a me një detyrë të caktuar. *vendosi njerëzit në punë.*

4. Bëj një shenjë me laps a me bojë në diçka, shë-noj; shkruaj; vë. *Vendos shenjat e pikësimit. Vendos theksin.*

5. Ngre në një vend një aparat, një makinë etj. dhe e bëj të punojë, e mbërthej a e lidh si duhet, në mënyrë që të punojë; vë. *Vendosën një aparat (një makineri). Vendosi një radio në veturë.*

*6.* Bëj që diçka të vejë ashtu si duhet, ndërhyj e krijoj kushte të përshtatshme për diçka (për rregull, për disiplinë etj.); vë. *Vendos rregull (disiplinë).*

7. Vë themelet e diçkaje; vë në fuqi, i jap fuqi; nis, filloj një veprim; kryej a mbaroj diçka. *Vendosëm pushtetin popullor. Vendosën marrëdhënie diplomatike.*

*Vendosi lidhje me të. Vendosëm pronën shoqërore mbi mjetet\ e prodhimit. Vendosëm marrëdhëniet socialiste në prodhim.*
8. Arrij, siguroj diçka. *Vendosi një rekord të ri. sport.*
9. Caktoj përfundimisht diçka, përcaktoj; vë në jetë a në praktikë diçka; zbatoj. *Vendosën çmime të reja. Vendosi nor ma të reja (me të larta).*
10. Bëj të mundshëm zhvillimin e mëtejshëm të diçkaje, ndikoj shumë për përfundimin e diçkaje, përcakjtoj. *Vendos fatin tim* përcakton të ardhmen time. *Yendos fatin e diçkaje* ndikon në mënyrë të thek'suar, vendimtare për përfundimin e saj. *Ngjarje që do të vendosë për të ardhmen.*
11. *let.* Bëj që të veprojë në një mjedis të caktuar (në romane, në drama etj.). *E ka vendosur heroin e tij ne\ rrethana tipike.*
12. *jokal.* Kam të drejtë të jap një vendim, një zgjidhje a një mendim përfundimtar për diçka; marr një vendim në lidhje me dike a me diçka, jap ven-dimin. *Vendos populli (masa). Vendos organizata e partisë. Vendos gjykata. Vendosëm njëzëri.*
13. *jokal.* Arrij të zgjidh një çështje a të përfundoj një punë, pasi e kam menduar mirë, e kam shqyrtuar ose e kam rrahur më të tjerë; i gjej zgjidhje një çësht-jeje. *Me në fund vendosën për atë çështje. për këtë s'kemi vendosur ende.*
14. *jokal. vet. veta HI.* Përcakton, është shkaku kryesor, ndikon shumë për të zgjidhur përfundimisht ose për të arritur në një përfundim. *Në luftë nuk vendos arma, por njeriu.*
*k* Vendos karantinë për *diçka* (i vë karantinë *diçkaje) libr. shih te* KARANTINË,~A.
VENDOSEM *vetv.* 1. Shkoj për të banuar, për të jetuar e për të punuar diku, zë vend diku. *U vendos në fshat.*
2. *Pës. e* VENDOS. *U vendos një rekord i ri. Çështja u vendos. U vendos në punë.*
VENDOSJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VENDOS, VENDOSËM. *Vendosja e shty-llave. Vendosja e kurorave. Vendosja e rregullit (e di-siplinës). Pas vendosjes së pushtetit popullor.*
*2. bised.* Vendosmëri. *Luftoi me vendosje.*
VENDOSMËRI,~A. Të qenët i vendosur; aftësia për të marrë vendime në kohën e duhur e për t'i zba-tuar ato; qëndrimi i një njeriu të vendosur e tëpa-lëkundur. *Vendosmëri revolucionare. Shembull (shpreh-je) vendosmërie. Tregoi vendosmëri. Luftoi me vendosmëri. E përkrahu me vendosmëri.*
VENDOSMËRISHT *ndajf. libr.* Në mënyrë të vendosur; me vendosmëri. *E mbrojti vendosmërisht. Qëndroi vendosmërisht. E hodhi poshtë vendosmërisht.*
VENDOSUR (i,e) *mb.* 1. Që ka aftësinë të marrë shpejt e në kohën e duhur një vendim dhe që e zbaton atë deri në fund pa u trembur nga vështirësitë e pen-gesat; që u përmbahet ideve a synimeve të tij dhe nuk lëkundet për t'i vënë ato në jetë; i palëkundur, i pa-tundur. *Njeri i vendosur. Luftë tar i vendosur. Udhë-heqje e vendosur. Është i vendosur.*
2. Që shpreh a që tregon vendosmëri; që nuk lë vend për kundërshtime, i prerë; që bëhet me force e me vendosmëri. *Përgjigje (protestë) e vendosur. Qëndrim i vendosur. Luftë (përkrahje) e vendosur. Hap i vendosur. Me një ton të vendosur.*
3. Që nuk mund të rishqyrtohet e të ndryshohet, sepse për të është marrë një vendim përfundimtar. *Çështje e vendosur.*
VENDPREHJE,~A . Vendi ku prehet dikush, vend për prehje. *Vendprehja e fundit* varri.
VENDPUSHIM,~I *m.* Vendi ku pushon dikush, vendi për pushim.
VENDQËNDRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vendi ku qëndron dikush a diçka; vendi ku qëndrojnë automjetet. *Vendqëndrimi i autobusit (i taksive). Vendqëndrimi i kafshëve. Vendqëndrimi i aeroplanëve. Vendqëndrimi i repartit.*
VENDROJË,~A *sh.* ~-A, ~AT *usht.* Vendi ku rri roja, vendi i rojës. *Qëndron në vendrojë. Caktoi një vendrojë. Doli nga vendroja. Mbrojnë vendrojën.*VENDSTREHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vend i posaçëm, i ndërtuar nën tokë për t'u mbrojtur nga bombardimet në rast lufte. *Vendstrehim i nëndheshëm. Ndërtuan vendstrehime. U futën në vendstrehim.*
2. Ndërtesë e posaçtne ku strehohen veglat e ma-kinat bujqësore. *Vendstrehimi i traktorëve.*
VENDTAKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Vendi ku takohen dy a me shumë njerëz. *Vendtakim i fshehtë (i përhershëm, i zakonshëm). Shkoi në vendtakim.*
2. Vendi ku bashkohen dy lutnenj a dy degë të një lumi. *Vendtakimi i dy Drinave. Vendtakimi i Devollit me Osumin.*
VENDVARRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vendi ku është varrosur dikush; varr. *Vendvarrimi i Skënderbeut. U zbulua një vendvarrim i panjohur.*
VENDVENDOSJE,~A. Vendi ku është vendosur dikush a diçka; pozita gjeografike e diçkaje. *Vend-vendosja e repartit. Vendvendosja gjeografike e një krahine.*
VENDVERlM,~I *m.* Vendi me klimë të përshtat-shme, ku njerëzit kalojnë pushimet e verës; vendi ku verojnë bagëtitë (zakonisht krahinë malore).
VENDVROJTIM,~I *m.sh.* ~E, ~ET *usht.* Vend i ngritur a pike e lartë, nga ku tnund të vëzhgohen e të zbulohen lëvizjet e armikut, vendi i vrojtimit; pikëvrojtim. *Ndërtuan një vendvrojtim. Shkoi në vendvrojtim.*
VENEDlKAS,~I *m. sh.* ~, ~IT *hist.* Banor i Venedikut ose ai që e kishte prejardhjen nga Venediku.
VENEDtKAS,~E *mb. hist.* Që lidhet me Vene-dikun ose me venedikasit, që është karakteristik për Venedikun ose për venedikasit, i Venedikut ose i vene-dikasve; që është krijuar nga venedikasit. *Historian venedikas. Tregtar venedikas. Kultura venedikase. Ushtria (flota) venedikase. Stil venedikas.*
VENERIAN,~E *mb. mjek.* Që përhapet a që ngjitet me anë të organeve gjinore; i organeve gji-nore. *Sëmundje veneriane.*
VENEZUELAS,~I *m.* I.,~, ~IT. Banor vendës i Venezuelës ose ai që e ka prejardhjen nga Venezuela.
VENEZUELAS,~E *mb.* Që lidhet me Venezuelën ose me venezuelasit, që është karakteristik për Venezuelën ose për venezuelasit, i Venezuelës ose i vene-zuelasve; që është krijuar nga venezuelasit. *Populli venezuelas. Partizanët venezuelas. Muzikë venezuelase.*
VENË,~A . *sh.* ~A, ~AT *anat.* Enë që sjell gjakun nga pjesët e ndryshme të trupit në zemër. *Venat e kokës (e mushkërive, e krahut). Zgjerimi i venave. Merr gjak nga vena.*

VENlCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. *shih* VENÇË,~A,. 2. Dërstilë.
VENlT (VENIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj diçka që të fishket e të thahet, fishk. *Vapa i veniti Met.*
2. E bëj dike që të humbasë njomësinë, forcën, gjallërinë dhe shëndetin; e bëj që të zbehet nëfytyrë, të dobësohet e të tretet.
3. E bëj diçka që të humbasë ngjyrën, shkëlqimin, dritën etj., e bëj që të zbehet e të shuhet dalëngadalë (dritën, zjarrin etj.).
4. *fig.* E bej dike që të humbasë ndikimin a rën-dësinë; e dobësoj dhe e shuaj a e zhduk diçka ca nga ca. *la veniti shpresat.*
VENITEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Humbet njomësinë, nuk zhvillohet me dhe i varen degët e gjethet, fishket, thahet (për bimët). *U venitën Met. U venit misri.*
2. Humbas njomësinë, forcën, gjallërinë dhe shëndetin; zbehem në fytyrë dhe dobësohem e tretem. *Veniteshin fëmijët.*
3. *vet. veta HI.* Humbet dritën, shkëlqimin a ngjyrën, zbehet e shuhet dalëngadalë (drita, zjarri etj,); humbet forcën, dobësohet (për zërin). *Jane venitur ngjyrat. U venitën yjet. U venitën zjarret në mal. U venit kandili (Hamba).*
4. *fiziol.* I pushojnë përgjithnjë ato të muajit, nuk i vijnë me zakonet.
5. *vet. veta HI fig.* Humbet ndikimin a rëndësinë e raëparshme; dobësohet dhe shuhet a zhduket ca nga ca. *Iu venitën shpresat.*
VENlTJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve VENIT, VENITEM. *Venitje e para-kohshme. Venitja e bimës. Venitja e zakoneve (e gjak-rave). fiziol.*
VENITUR (i,e) *mb.* 1. Që ka humbur njomësinë, që është tharë a është fishkur (për bimët). *Lule (bimë) e venitur.*
2. Që e ka humbur njomësinë, forcën, gjallërinë dhe shëndetin; që është zbehur në fytyrë dhe është dobësuar e është tretur. *Me fytyrë (me trup) të venitur.*
3. Që e ka humbur dritën, shkëlqimin a ngjyrën, që është zbehur e shuhet dalëngadalë; qëka humbur forcën, mjaft i dobësuar. *Me sy të venitur. Bukuri e venitur. Dritë e venitur. Me zë të venitur.*
4. *fig.* Që ka humbur ndikimin a rëndësinë e më-parshme; që po shuhet a po zhduket ca nga ca. *Me shpresa të venitura.*
VENOM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *hist.* 1. E drejtë zakonore e pashkruar, që vepronte në një krahinë a në disa krahina dhe ruhej e zbatohej nga të gjithë; përmbledhje a tërësi rregullash, normash e zakonesh të pashkruara, që ruheshin e zbatoheshin nga të gjithë, kanun. *Vendosën një venom.*
2. E drejtë e veçantë që gëzonte dikush sipas ka-nunit.
VENTILATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Aparat i posaçëm me një helikë që rrotullohet dhe vë në lë-vizje ajrin për të freskuar ose për të ajruar një sallë a një vend të mbyllur, ajrues. *Ventilator elektrik. Ventilator dhome. Fletët e ventilatorit. Ajroj me ventilator.*
2. *tek.* Mekanizëm që pastron grurin, misrin etj. me anë të rrymës së ajrit. *Ventilator të lashtash. Rripi i ventilatorit.*
VENTUZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mjek.* Kupë që i hidhet një të sëmuri, zakonisht në shpinë, kur ka marrë të ftohtë. *vuri (i hodhi) ventuzat.*
VENJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre jo e lartë e viseve malore, me lëvore ngjyrë hiri të errët, me degë të holla, me gjethe në trajtë flluskash në degët e sipërme e në trajtë halash në degët e poshtme, që bën kokrra të trasha me fara brenda dhe përdoret për të bërë vegla shtëpiake e sende zbukurimi.\ VEPËR,~RA *sh,* ~RA, ~RAT. 1. Ajo që bën
dikush me një qëllim të caktuar, veprim; punë. *Vepër eynirë (e keqe, e hijshme, e pahijshme). Nuk e ndajtnë fjalën nga vepra. Njeriu gjykohet nga veprat, jo nga fjalët.*
2. Prodhimi a përfundimi i veprimtarisë e i punës së një njeriu, të një grupi njerëzish ose të një populli; punë a veprimtari që bëhet nga dikush në dobi të ma-save të gjera të popullit. *Vepër madhështore (e lartë). Vepër e Partisë (e popullit, e masave punonjëse). Vepra e Leninit do të rrojë në shekuj. Hekurudha është vepër e \rinisë.*
3. Krijim në fushën e artit, të letërsisë, të. shkencës etj.; libri që përbën këtë krijim. *Vepër letrare (artis-tike, shkencore, filozofike, muzikore, poetike, humo-ristike, kinematografike). Vepër origjinale. Vepra të zg\jedhura. Vepra të plota. Veprat e klasikëve të mark-sizëm-leninizmit. Veprat e shokut Enver Hoxha. Idetë e veprës. Analizoj (zbërthej) një vepër.*
*4. përmb.* Tërësia e atyre që ka krijuar dikush në fushën e artit, të letërsisë, të shkencës etj.; krijimtaria e dikujt. *Vepër e pavdekshme. Vepra e një shkrimtari. Vepra e Nairn Frashërit. Vepra e Aleksandër Xhuvanit.*
5. Ndërtesë a grup ndërtesash, uzinë, rrugë, he-kurudhë a ndërtim tjetër së bashku me pajisjet, që bëhet për të plotësuar nevojat ekonomike, shoqërore, kulturore etj.; diçka që ngrihet a që ndërtohet për këto qëllime. *Vepër ekonomike (ujitëse). Vepër e re. Veprat e pesëvjeçarit. Vepër mbrojtjeje. Ndërtoj një vepër të re: Preu shiritin e veprës.*
• Vepër arti *ndërt. shih tek* ART,~I.
VEPRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Kryerja e një pune a e një veprimtarie të caktuar; veprimtari. *Fu-shë veprimi. Mënyra e veprimit. Gjeti shesh të lire ve-primi. Erdhi çasti i veprimit.*
2. Lëvizje me trupa dhe me armë sipas kërkesave të stërvitjes ose të luftimit; goditje e shpejtë dhe e papritur që i japim armikut, aksion luftarak. *Veprime rreshtore (taktike). Veprime ushtarake (luftarake). Radha e veprimeve.*
3. Diçka që bëhet me një qëllim të caktuar; mënyra se si vepron dikush, sjellje; pjesë e veprimtarisë së dikujt; vepër, punë. *Veprim i guximshëm (heroik, revolucionar). Veprim mirëdashës (i keg, armiqësor, i shëmtuar). Veprim i vetëdijshëm (i papjekur). Udhë-heqje për veprim. Njeri i veprimit. E gjykojmë nga ve-primet. Bëj (kryej) një veprim.*
*4. spec.* Ndikim; ushtrimi i forces mbi diçka e rrjëdhimi që pason a shfaqet; fuqi, zbatimi në prak-tikë i një ligji etj. *Veprim dobiprurës (lehtësues, i dëmshëm). Veprimi i ilaçit. Veprimi i rrezeve të diellit. Veprimi i acideve mbi metalin. Veprimi i një lënde ki-mike (helmuese). Veprimi i magnetit. Bombë me veprim të ngadalshëm. Helm me veprim të shpejtë. Me rreze të gjatë veprimi. Nën veprimin e nxehtësisë. Hyn në veprim një ligj.*
*5. let.* Ngjarja a tërësia e ngjarjeve që zbulojnë konfliktin dhe që zhvillohen njëra pas tjetrës e sipas një plani të caktuar në një vepër letrare. *Veprim dra-matik (skenik). Veprimi i romanit. Koha e veprimit të dramës.*

6. Puna e një motori, e një mekanizmi, e një ma-line etj., lëvizje. *E vë në veprim makinën (motorin).*
7. Lëvizje me trup a me pjesë të trupit në një ushtrim gjimnastikor; figura që formon një lëvizje e tillë. *Ushtrim me gjashtëmbëdhjetë veprime.*
8. *kryes. sh. ryrt.* Përçapje të caktuara që duhen bërë për të plotësuar në të gjitha hallkat e që nga fillimi deri në fund një detyrë, një urdhëresë a urdhër, një vendim a porosi, për të zgjidhur një çështje etj.; përgatitja e shkresave a e dokumenteve të nevojshme për këtë qëllim nga organet përkatëse. *Veprime zyr-tare (juridike). Veprime bankare (financiare, administrative). Bëri veprimet e duhura. për njoftim e veprim.*
9. *mat.* Format kryesore a themelore të llogaritjeve në matematikë, përllogaritjet. *Katër veprimet e arit-metikës. Veprime algjebrike. Kryej veprimet. Problem që zgjidhet me katër veprime.*
VEPRIMTAR,~J *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që kryen një veprimtari të gjallë shoqërore, ai që lufton për një çështje shoqërore a që merr pjesë gjallërisht në një lëvizje shoqërore, aktivist shoqëror; veprues. *Veprimtarët e Rilindjes.*
VEPRIMTARI, ~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Punë e gjallë që kryen dikush në një fushë të caktuar të jetës; pjesëmarrje e gjallë në një punë. *Veprimtari shoqërore (politike, shkencore, letrare, artistike). Veprimtari krijuese (prodhuese). Veprimtari shtetërore (diploma-tike). Veprimtari e gjallë (e dendur, e frytshme). Veprimtari e hapët (e fshehtë). Veprimtari revolucionare (patriotike). Veprimtari armiqësore (minuese, sabo-luese, përçarëse). Veprimtaria e heroit. Kreu një veprimtari të shquar.*
2. *spec.* Puna e një organi të caktuar të trupit. *Veprimtaria psikike. Veprimtaria e lartë nervore. Veprimtaria e zemrës.*
3. Veprimi i një force të natyrës etj., që sjell rrje-dhime a pasoja të ndryshme. *Veprimtaria shkatërruese e ujërave (e erërave...).*
*4.* Degë prodhimi që kryen punë ose shërbime të caktuara. *Veprimtari ndihmëse.*
VEPROHET. 1. *Pavel, e* VEPROJ. *Nuk veprohet kështu.*
2. *Pës. e* VEPROJ.
VEPROJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. 1. Kryej një punë, bëj një veprim të caktuar; zhvilloj a ushtroj një veprimtari. *Në atë sektor vepron një brigade. Kontrolli punëtor ka kohë që vepron. Këtu veprojnë shumë faktorë.Vepronte dora e armikut.*
2. Nis të bëj diçka, vihem në lëvizje; filloj të kryej punën a detyrën; bëj diçka duke shprehur një qën-drim të caktuar, sillem në një mënyrë të caktuar. *Ve-proi drejt (mirë, pa u ngutur, me mend në kokë). Ve-proi haptazi (fshehurazi, pas shpine). Veproi sipas ligjit (sipas urdhrit). Veproi më të gjitha forcat.* □ *E kuptove? Vepro tashti!* Q *S'ka vepruar mirë! Vepron, nuk rri mënjanë.*
3. *usht.* Bëj veprime luftarake. We *zonal ku veprojnë forcat çlirimtare.*
*4. vet. veta III.* Ndikon mbi dike a mbi diçka, duke sjellë rrjedhime a pasoja të ndryshme; merr pjesë në një punë a në një veprim, ka force për të ndikuar mbi diçka e për të sjellë ndryshime. *Ky bar vepron me-njëherë. Zjarri vepron mbi metalin. Vepron oksigjeni. Veprojnë lëndët helmuese. Vepron acidi (benzoli).*
VEPROR,~E *mb. gjuh.* 1. Që shpreh një veprim, i cili kryhet nga kryefjala dhe bie mbi dike a mbi diçka. *Folje veprore. Diateza veprore.*2. *si em.* ~E, ~JA . Diateza vcprore.
VEPRUES,~I *m. SI'J.* ~, ~IT. 1. Ai që vepron në një drejtim të caktuar; ai që n?ik rri pa vepruar, ai që hidhet në veprim. *Veprues i guximshëm.*
2. *spec.* Diçka që merr pjesë (the vepron në një proces, diçka që ndikon a që luan rol ndikues. *Veprues fizik (kimik).*
PI o t e s i 1 ?eprnesit *gjuh.* rrethanor, i cili tregon një njeri, një kafshë a një send që kryen veprimin e shprehur nga folja në diatezën pësore.
VEPRUES,~E *mb.* 1. Që vepron, që nuk rri pa vepruar, që hidhet në veprim. *Njer' veprues. Grup veprues. Forcat vepruese. Organe vepruese.*
2. Që vepron me gjallëri, i gjallë, i shkathët; aktiv.
3. *usht.* Që bën veprime luftarake. *Reparti (njësiti) veprues.*
4. *let.* Që kryen veprimin në një vepër letrare. *Personazhi veprues.*
5. Që vijon të veprojë, që nuk është shuar; që ka force, që vepron ende. *Vullkan veprues. Politikë vepruese. Ka karakter veprues.*
6. Që ndikon mbi dike a mbi diçka e sjell ndry-shime; që merr pjesë në një punë a në një veprim; që ka fuqi për të ndikuar ose për të ndryshuar. *Rol veprues. Lëndë vepruese. Karbon veprues. Forcat vepruese.*
VEQtL,^-I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Zëvendës, për-faqësues a dëshmitar i dikujt. *Veqil i dhëndrit (i nu-ses). Veqili i mbretit. Hynte veqil. Doli veqil.*
VERAK,~E *mb.* 1. Që piqet në verë, veror. *Molli verake. Kungull verak. Grurë verak.*
2. Që mbahet a që përdoret në verë, veror. *Rroba verake.*
3. *Pird. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
VERANDË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesë e dale në trajtën e një ballkoni të gjerë përpara një ndërtese, ku rrinë njerëzit zakonisht në verë. *Veranda e shtë-pisë (e hotelit). Verandë me xhame. Doli (u ngjit, rrinte) në verandë.*
VERB,~I *m. sh.* ~A, ~AT. *shih* VERBËR,~I (i).
VERBALlZËM,~MI *m. keq.* Përdorim i tepruar e pa nevojë i fjalëve për të kumtuar a për të shpjeguar diçka, duke errësuar përmbajtjen ose duke mos shprehur thelbin e çështjes. *Ra në verbalizëm. Luftojnë verbalizmin.*
VËRBAS *ndajf.* Verbërisht.
VERBAZI *ndajf.* Verbërisht. *Ecën (shkon) verbazi.*
VERBËR,~RI (i) *m. sh.* ~ËR, ~RTT (të). Ai që nuk sheh nga sytë, njeri i verbër. *Shkolla e të ver-bërve. Alfabet për të verbrit.*
VERBËR (i,e) *mb.* 1. Që nuk sheh fare, që nuk e ka dritën e syve. *Fëmijë të verbër. Plak i verbër. Me një sy të verbër. Ka lindur i verbër. Polli këlyshë të verbër.*
*2. fig.* Që nuk kupton se ç'ndodh rreth tij, që nuk është në gjendje të shohë një të vërtetë që duket qar-të. *Njeri i verbër.*
3. *fig.* Që nuk vepron a nuk sillet duke u mbështetur në arsyetimet e në mendimet e veta, por bën si i thonë të tjerët; që nuk mbështetet tek arsyeja e te gjykkni
i sheadoshë. *Zbatues i verbër. Bindje e verbër. Da-shuri e verbër. Vegël e verbër. keq.* njeri që vepron si shërbëtor i bindur i dikujt. *Ka besim të verbër. Në minyrë të verbër.*
4. Që vepron vetvetiu e që nuk drejtohet nga njeriu; që del si diçka e rastit. *Forcat e verbra të natyrës* forcat e natyrës që veprojnë në mënyrë të papërmbajtur e shkatërruese. *Plumb i verbër.*

• RrugI (udhë) e verbër (qorre) a) rrugë që është e mbyllur a që nuk vijon më tej, rrugë pa krye; b) rrugë dhish, vragë; c) punë, veprim që nuk sjell ndonjë përfundim a zgjidhje; gjendje pa rrugëdalje, rrugë pa krye. E bëri njS sy të verbër (qorr) nuk i kushtoi gjithë vëmendjen e duhar diçkaje, bëri sikur nuk e pa ose nuk u interesua për dike a për diçka. Zorra e verbër (qorre) *anat. shih te* ZO-RRË,~A,.

VERBËRI,~A . 1. Të qenët i verbër, mungesë e plotë e shqisës së të parit; gjendja e një njeriu të verbër. *Verbëri e përjetshme (e përkohshme). Verbëri e plotë (e pjesshme).*

2. *fig.* Paaftësia e dikujt për të kuptuar se ç'ndodh përreth a për të parë një të vërtetë që duket qartë. *Verbëri politikë. Verbëria e burokratëve. Verbëri prej budallai.*

3. Veprimi a sjellja jo sipas arsyetimeve e men-dimeve të veta, por sipas udhëzimeve a urdhrave të të tjerëve; mosmbështetja tek arsyeja e te gjykimi i shën-doshë. *E zbatoi me verbëri. I bindej me verbëri. E mori me qafë verbëria.*

• Verbëria e p a 1 a v e *veter.* sëmundje që u bie pulave dhe i verbon nga sytë.

VERBËRIM,~I m. Verbim.

VERBËRISHT *ndajf.* 1. Duke mos parë fare nga sytë; pa e parë mirë; me sy mbyllur. *Eci verbërisht.*

*2. fig.* Pa e kuptuar se ç'ndodh përreth, pa e parë të vërtetën që e shohin qartë të tjerët, në mënyrë të verbër; kuturu, në tym. *Veproi verbërisht.*

3. *fig.* Pa menduar e pa arsyetuar vetë, po duke bërë siç i thotë dikush; pa gjykuar në mënyrë të shën-doshë e pa u thelluar; në mënyrë të verbër. *bindej verbërisht. Besonte verbërisht. E pranoi (e miratoi, e zbatoi) verbërisht. Nënshkroi verbërisht. E ndiqte verbërisht.*

VERBËROHEM *vetv., pës.* Verbohem. VERBËROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Verboj. VERBËSI,~A . Verbëri. VERBËT (i,e) *mb.* I verbër.

VERBIM,~I *m.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve VERBOJ, VERBOHEM. *Shkaku i verbimit. Në gjendje verbimi.*

2. *fig.* Verbëri.

VERBOHEM *vetv.* 1. Humbas dritën e syve, bëhem i verbër. *V verbua në pleqëri. lu verbuan të dy sytë.*

2, Me vriten e me vishen sytë nga një dritë e forte, nga një shkëlqim i madh etj., nuk shoh qartë për një cast *U verbua nga dritat. Të verbohen sytë nga shkël-qimi* i *dëborës.*

3. *fig.* Bëhem i paaftë për të kuptuar se ç'bëhet per-reth a për të parë një të vërtetë që duket qartë; humbas arsyen e gjykimin e shëndoshë, humbas mendjen. *U\ verbua pas saj. U verbua nga të mirat (nga lajkat, nga lavdërimet). U verbua nga ndjenja e hakmarrjes. hhin verbuar nga fanatizmi.* 4. *Pës. e* VERBOJ.

VERBOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. la marr dritën e jsyve, e bëj të verbër. *E verboi fruthi.*

2. la vras a ia vesh sytë dikujt me një dritë të forte, e bëj dike të mos shohë qartë për një cast. *M'i verboi sytë dielli (drita e forte\ shkëlqimi i dëborës).*

3. *fig.* E bëj të paaftë dike që të kuptojë se ç'ndodh rrëth tij a që të shohë një të vërtetë që duket qartë; e bëj që të mos arsyetojë e të mos gjykojë në mëny-rë të shëndoshë, ia marr mendtë. *E verboi zemërimi (lakmia, urrejtja). E verbuan të mirat (lajkat, përkë-dheljet).*

-*k* Me Iugë të kon, me bisht të verbon *keq. shih te* LUGË,~A. Një sy verboje, një vesh shurdhoje! *shih te* SY,~RI.

VERBUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka humbur dritën e syve, që është bërë i verbër. *Plak i verbuar.*

2. *fig.* Që ka humbur aftësinë për të kuptuar se ç'bjëhet përreth a për të parë njëtë vërtetë që duket qartë; që ka humbur arsyen e gjykimin e shëndoshë. *Njeri i verbuar.*

VERBUES,~E *mb.* 1. Që të bën të mos shohësh qartë, që të vret a të vesh sytë, që të verbon. *Dritë (flake) verbuese. Diell verbues. Shkëlqim verbues. Bardhësi verbuese.*

2- *fig-* Që të bën të paaftë për të kuptuar se ç'ndodh përreth a për të parë një të vërtetë që duket qartë; që të bën të paaftë për të arsyetuar e për të gjykuar në jmënyrë të shëndoshë, që t'i merr mendtë. *Fana-tizëm verbues. Propagandë verbuese.*

VERCALL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË *etnogr.* Dreka që shtrohej kur vdiste dikush sipas zakoneve të disa krahinave. *Shkonin për vercall.*

VERDH *kal.,* ~A, ~UR. E bëj të verdhë, i jap ngjyrë të verdhë; e zverdh, e zbeh. *E verdhin miellin në,tigan. E ka verdhur sëmundja,*

•*k* Ia verdhi këmbët *mospërf.* e vrau.

VERDHAC,~E *mb.* 1. Verdhacak. *Fytyrë verdhace. Njeri verdhac.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).

VERDHACAK,~E *mb.* 1. I verdhë a i zbehtë në fytyrë; që ka marrë një ngjyrë si të verdhë. *Fëmijë verdhacak. Me fytyrë (me lëkurë) verdhacake.*

2: *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).

VERDHACUK,~E *mb.* 1. Verdhacak.

2I I zbehtë, që nuk duket mirë (për dritën etj.). *Flake (dritë) verdhacuke.*

3J *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit (për nje-rëzit).

VERDHALAQ,~E *mb. keq.* 1. Verdhacak.

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

VERDHALASH,~E *mb.* Që vjen si në të verdhë, i verdhemë. *Zog verdhalash.*

VERDHAN,~E *mb.* 1. Që e ka qimen si të verdhë (për disa kafshë). *DM (tope) verdhane. Ka verdhan. Dhelpër verdhane.*

2. I verdhemë. *Ngjyrë verdhane.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

VERDHANl,~A *mjek.* Verdhëza. *Ira verdhania.*

VERDHASH,~E *mb.* 1. Që vjen si i verdhë, që është pak i verdhë; i verdhemë; që ka pendë a pupla si të verdha. *Ftua verdhash. Dritë verdhashe. Zog ver-dhash. Fugë verdhashe.*

2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Bengu.

VERDHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Bëhet i verdhë, merr një ngjyrë të verdhë a si të verdhë, zverdhet, verdhohet (për bimët dhe gjethet kur thahen ose kur vjen vjeshta, për të lashtat e për pemët kur piqen etj.). *Uverdhën gjethet (kallinjtë). U verdhën ftonjtë (pjesh-kët, kumbullat).*

2. Bëhem i verdhë, marr një ngjyrë të zbehtë në fytyrë a në pjesë të tjera të trupit (nga një sëmundje, nga frika etj.); me ikën të kuqtë e fytyrës, zverdhem, zbehem. *U verdh në fytyrë. U verdh si dyllë (si limon). Iu verdhën sytë.*

• As skuqet (kuqet) as ?erdhet (zverdhet) *shih te* SKUQEM $_7$.

VERDHEMË (i), ~E (e) *mb.* Që vjen si në të verdhë, që ka një ngjyrë si të verdhë e pa shkëlqim. *Kalli i*

*verdhemë. Dhe (gur) i verdhemë. Lopë e verdhemë. Me fytyrë të verdhemë. Me qime të verdhemë.*

VERDHEMËT (i,e) *mb. shih* VERDHEMË (i), ~E (e).

VERDHË,~A *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Kobure me tytë të gjatë, që vishej me teneqe të verdhë në trup dhe në dorezë (është përdorur nga shek. XVII deri në shek. XIX).

VERDHË,~A *(e)f.sh.* ~A, ~AT (të). 1. Ngjyra e verdhë, boja e verdhë. *E leu më të verdhë.*

*2.* Pjesa e mesme e vezës, që ka ngjyrë të verdhë, *E verdha e vezës. Vezë me dy të verdha. Ha vetëm të verdhën. Rrahu të verdhën e vezës.*

*it* Vezë me dy të verdha (me dy të kuq) *shih te* VEZË, ~A. Të jep vezë pa të verdhë (pa të kuq) *shih te* VEZË,

VERDHË (i,e) *mb.* 1. Që ka ngjyrën e kashtës, të limonit të pjekur, të squfurit a të arit. *Ngjyrë (bojë) e verdhë. Pe i verdhë. Shami e verdhë. Fustan i verdhë. Trëndafil i verdhë. Lule të verdha. Qelibar i verdhë. Meflokë të verdhë. Armë të verdha* armë të lara me flori.

2. Që e ka fytyrën të zbehtë; i zbehtë (për fytyrën ose për pjesë të tjera të trupit të njeriut). *verdhë si ftua (si limon). I verdhë në fytyrë. Dyllë i verdhë* shumë i zbehtë.

3. *bised.* Që e ka ngjyrën e lëkurës si të verdhë a të zbehtë të errët (si tipar i jashtëm i një race të nje-rëzve), mongoloid. *Raca e verdhë.*

*4. fig. Hbr.* Që mban qëndrim pajtues me klasat sunduese e shfrytëzuese, oportunist, reformist, që ka tradhtuar klasën punëtore dhe i është shitur bor-gjezisë e reaksionit; kundërrevolucionar. *Parti (sin-dikatë) e verdhë. lnternacionalja e verdhë. Shtypi i verdhë* a) shtypi oportunist, i shitur te borgjezia;b) shtypi që nget pas gjërave sensacionale për të tër-hequr sa me shumë lexues.

5. *fig.* Që ka përmbajtje policore, që përshkruan ngjarje plot krime e vepra të shëmtuara, që nuk synon të trajtojë problems të rëndësishme shoqërore, por ka për qëllim të nxjerrë sa me shumë fitime dhe është i dëmshëm sidomos për brezin e ri. *Roman (tregim) i verdhë. Dramë e verdhë. Letërsia e verdhë. Libër i verdhë.*

*6.* Përdoret si pjesë e dytë në emërtimet e pathjeshta për disa bimë, kandrra etj. që kanë tërësisht a pje-sërisht këtë ngjyrë. *Duhan i verdhë. Manushaqe e verdhë. Miser i verdhë. Trëndafil i verdhë. Zambak i verdhë. Çimka e verdhë. Flutura e verdhë (e jonxhës). Merimanga e verdhë. Miza e verdhë.*

7. *vjet.* I gjelbër. *Bar i verdhë. Lugjet e verdha. kr.pop.* • Punë e verdhë punë e keqe; punë e ndyrë.

Ethet e verdba *mjek. shih tek* ETHE,~JA i. Lëngata e verdhë *mjek. shih te* LËNGATË, ~A. Ndryshku i verdhë *bujq. shih te* NDRYSHK,~U $_3$. Njollë e verdhë *anat. shih te* NJOLLË,~A i. Ujërat e verdha *shih tek* UJË,~I. Vija everdhë *ndërt. shih te* VIJË,~A.

VERDHËLLEMË (i), ~E (e) *mb.* Që vjen pak si i verdhë, që duket si i zverdhur, si i verdhemë. *Kishte një fytyrë të verdhëlleme.*

VERDHËS,~E *mb.* Që ka ngjyrë të verdhë (për pemët).

VERDHËSI,~A . Të qenët i verdhë, vetia e diçkaje që është e verdhë; zbehtësi. *Verdhësia e gjetheve (e limonit, e squfurit). Verdhësia e fytyrës.*

VERDHËSlRË,~A . 1. Ngjyra e verdhë, e verdha; verdhësi, zbehtësi. *Ka (mori) verdhësirë.*

2. edhe *sh.* ~A, ~AT *mospërf.* Njeri i zbehtë e i tretur, ngordhësirë. *Kishin mbetur ca verdhësira.*

VERDHË,~T (të) *as. mjek.* 1. Verdhëza. *Vdiq nga të verdhët.*

2. Të fikët. *ra të verdhë.*

VERDHËZ,~A . *mjek.* 1. Sëmundje ngjitëse që dëmton sidomos mëlçinë e zezë dhe që i jep lëkurës e syve të të sëmurit ngjyrë të verdhë. *sëmurë me ver-dhëz. E zuri (iu ngjit) verdhëza.*

2. Gjendje fiziologjike, në të cilën njeriut i zver-dhet lëkura. *Verdhëza e të porsalindurve. Verdhëza e grave shtatzëna.*

VERDHJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VERDH, VERDHEM. *Verdhja e syve (e fytyrës).*

2. *shih* VERDHËSI,~A. *Sëmundja shoqërohet me verdhje.*

VERDHOHEM vefv. Marr një ngjyrë të verdhë a si të verdhë, verdhem; zverdhem në fytyrë. *U ver-dhua gruri. U verdhua në fytyrë.*

VERDHOJ *kal.,* ~OVA, ~IJAR. 1. E bëj të verdhë, i jap ngjyrë të verdhë a si të verdhë; zverdh. *E verdhoi miellin në tigan.*

2. *jokal. vet. veta HI.* Është në ngjyrë të verdhë; dallohet a shquhet nga diçka tjetër me ngjyrën e verdhë që ka, duket i verdhë; zverdhon. *Verdhon gruri. Verdhonin kallinjtë. Verdhonin florinjtë.*

3. *jokal. vet. veta III krahin.* Gjelbëron. *Verdhon fusha (pylli, ara).*

VERDHOSH,~E *mb.* Që është si i verdhë, i verdhemë; që është bërë i verdhë. *Ngjyrë (bojë) verdhoshe, Dritë verdhoshe. Grurë verdhosh. Të lashtat verdhoshe.*

VERDHUK,~E *mb.* 1. Që vjen si i verdhë, i verdhemë. *Dardhë verdhuke.*

2. I zbehtë në fytyrë, verdhacuk. *Vajzë verdhuke. Me fytyrë verdhuke.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit (për pemët dhe për njerëzit).

VERDHUL,~E *mb. mospërf.* 1. I zbehtë në fytyrë, verdhacak. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

VERDHULLON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Merr një ngjyrë si në të verdhë, shkëlqen me një ngjyrë si të verdhë, zverdhon.

VERDHULLOR,~E *mb. poet.* Që shkëlqen me një ngjyrë si të verdhë; i verdhemë. *Në vreshtat (në or at) verdhullore.*

VERDHUR (i,e) *mb.* Që i ka rënë një ngjyrë si e verdhë, i zverdhur, i zbehur. *Gjethe të verdhura. I ver-dhur në fytyrë.*

VERDHUSH,~E *mb.* Verdhosh.

VERDHUSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised.* Ver-dhushkë.

VERDHUSHKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Mo-nedhë ari; fiori. *Qyp me verdhushka. Fitonte verdhushka. I mbante verdhushkat në gji.*

VEREM,~I *m. mjek.* Sëmundja e tuberkulozit. *ngjiti veremin. U sëmur nga veremi. Vdisnin nga ve-remi.*

r U be verem a) u hidhërua shumë, u be helm; b) u mërzit shumë, i plasi shpirti. I hyri veremi për *dike a për diçka* a)u merakos shumë për dike a për diçka; b) e deshi aq shumë dike sa u sëmur. I futi (i shtiu) veremin *dikujt shih te* FUT.

VEREMOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bëhem shkaktar që dikush të sëmuretnga tuberkulozi; i ngjit veremin.

2. *fig.* E fut dike në merak a në dëshpërim të madh, i shtie veremin; e mërzit shumë, ia pëlcas shpirtin.

VEREMOSEM *vetv.* 1. Sëmurem nga tuberkulozi, me hyn veremi.

2, *fig.* Me hyn një merak i madh për dike a për diçka; mërzitem shumë, me pëlcet shpirti.

VEREMOSUR (i,e) *mb.* 1. Që është sëmurur nga tuberkulozi, që i ka hyrë veremi. *Njeri i veremosur.*

2. *fig.* Që i ka hyrë meraku për dike a për diçka; që i ka hyrë një dëshpërim i madh; që është mërzitur shumë e i ka plasur shpirti.

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

VERENlKEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Irnohem, murrëtehem. *U verenik fëmija. Iu verenik fytyra.* U *verenik plaga.*

VERENlKUR (i,e) *mb. I* irnuar, i murrëtyer. *Me fytyrë të verenikur. Plage e verenikur.*

VERESlE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET *bised. vjet.* 1. Bier-ja e një tnalli pa para në dorë me kusht që bleresi të paguajë me vonë. *Veresie s'ka.*

*2.* në *sh.* Sasia e parave që duhet t'i paguhet me vonë dikujt për një mall të blerë pa para në dorë. *Defteri i veresive. Mblidhte veresiet.*

VERESIE *ndajf. bised.* 1. *vjet.* Pa para në dorë; shumë lire, pa para, falas. *Btinte (shiste) veresie. Merrte veresie. E dha veresie. Hante veresie. E kërkoi veresie diçka. E donte veresie. E mori veresie fare.*

2. *fig. keq.* Kuturu, kot, pa u menduar, pa për-gjegjësi; pa treguar vëmendjen e duhur. *Fliste veresie. I lëshonte fjalëf veresie* fliste kot. *Jeton (rron) veresie* jeton pa një qëllim të caktuar. *Punon veresie* punon me tym, pa e ditur përse.

VEREVERTE *ndajf. bised. më të* vërtetë, pa asnjë dyshim.

yERË,~A i *sh.* ~A, ~AT. 1. Stina e dytë dhe më e ngrohtë e vitit, që vjen pas pranverës (në gjysmë-rruzullin verior fillon me 2 2 qershor e mbaron me 22;shtator). *Verë e nxehtë (me shi). Verë për verë në* çdo verë. *Stina e verës. Vapa (thatësira) e verës. Ethet e Uerës. mjek. Barku i verës. mjek. Rroba vere. Pu-shimet e verës. Iku vera e filloi vjeshta.*

2. Tërësia e muajve të ngrohtë të vitit, behar. *Verë e aimer. Dita e verës* dita e parë e marsit. *Doli dimri e erdhi vera.*

• Buka e verës *shih te* BUKË,~A. Dimër e verë *shift te* DIMËR,~RI 2. Si gjetbja në verë shumë, me shumicë; shumë i përhapur, i dendur a i zhvilluar. Si qyqja verën *shih te* QYQE,~JA. Ta bën verë (me gojë) të premton shumë, ta bën shesh me lule. Ardhtë si vera! *ur.* ardhtë me shumë të mira! Është sherid e verë *shih te* SHEND,~I. I erdhi vera te dera i erdhi e mira pranë. Në atë shtëpi nuk qesh as vera *shih te* QESH. Na rrofsh për dimër, se për verë jemi vetë! *thjeshtligj., iron, shih te* DIMËR,~RI. Korani i verës *zool. shih te* KORAN. —I. Lule vere *bot. shih te* LULE,~JA. Qefulli i verës *zool. shih te* QEFULL,~I.

VERË,~A ii . 1. Pije alkoo)ike që nxirret za-konisht nga tharbëtimi i mushtit të mishit; një sasi e kësaj pijeje sa nxë një gotë. *Verë e ëmbël. Verë e kuqe\ (e bardhë). Verë e vjetër (e re). Verë e gazuar. Verë, e hapur* verë fuçie që shitet me litra, jo në shishe të mbyllura. *Gotë vere. Një gotë verë. Shishe me verë. Fabrika (kantina) e verës. Industria e verës. Rrush për verë. Pi verë. Pres verën* holloj verën. *Prodhon verë.* I*U deh me verë.*

2. Pije e tillë, që del nga tharbëtimi i disa pemëve dhe që ka një shije të veçantë. *Verë molle.*

3. Jve. *sh.* ~ËRA, ~ËRAT. Lloje të ndryshme të kësaj pijeje. *Verëra mjekësore. Konkursi i verërave.*

I hedh ujë verës *shih tek* UJË,~I. Nuk mban me ujë vera (orizi, pilafl, kosi) *shih tek* UJË,~I. Mbart (mban) verë e pi ujë është dorështrënguar, është koprrac. Ta sbet ujin e pusit për verë ta hedh, të mash-tron, nuk mund t'i zihet besë. Këtej të pi verën, andej të shan derën *shih te* PI. V a j e v e r ë e u t h u 11 *bised.* ylberi.

VERGË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Një nga të katër dërrasat e drunjta që mbërthehen për së gjeri në shtra-tin e qerres si pjesë e tij.

2. Rreth prej purteke a prej dege hardhie të për-
dredhur që lidh trinën me gardhin; rreth prej litari a prej rripi që i vihet në qafë një kafshe për ta kapur e për ta tërhequr me dorë ose me kapistër.

VERGJl,~A . *hist.* Taksa që paguhej për ba-nesën, për dyqanin etj. *Vergji e rëndë. Paguanin ver-gjinë.*

VERI,~U i *m.* 1. Pika e horizontit që është për-kundrejt jugut, drejtimi në të kundërtën e jugut, ana që është në të majtë kur kthehemi me fytyrë nga lind dielli. *Ylli i Veriut. Në veri të qytetit (të fshatit). Me dr:'tare nga veriu. Sheh nga veriu. Fryn nga veriu. Vjen nga veriu. 3usulla tregon veriun.*

2. Vend që gjendet në këtë drejtim; banorët e këtij vendi. *Veriu i Shqipërisë. Veriu i Evropës (i Afrikës). Detet e veriut. Banorët (popujt) e veriut. Shqipëria e Veriut. Poli i Veriut. gjeogr.* pika me veriore e rru-zullit tokësor. *Rrethi Polar i Veriut. Oqeani i Ngrirë i Veriut. Amerika e Veriut. Në veri të vendit.*

3. Vend i ftohtë, në krahasim me vendet e ngrohta të jugut. *Dielli i veriut. E ftohta e veriut.*

4. Erë e forte dhe e ftohtë që fryn nga ky drejtim. *Fryn veriu. E largoi shiun veriu. Të pret (të than) veriu.*

5. Erë e lehtë, erë e dobët, fllad; erë që bëjmë me diçka për t'u freskuar. *Hap dritaren të hyjë pak veri. I bëj veri dikujt.*

•*k* U be veri iku shumë shpejt, u zhduk papritur, u be erë. I është bërë mendja veri është trullosur fare, s'është në vete; i është ngritur mendja. E ka mendjen si veriu është mendjelehtë, s'mbahet me asgjë. Ka-karis si piila në veri (si pula pa grurë) *shih te* PULË,~A.

VERI,~U Ir *m. shih* VERORE,~JA *m*. *Veri prej letre. Bënte fresk me veri.*

VERIAX~E *mb.* Verior. *Vendet veriake. Popull (njeri) veriak.*

VERIFIKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VERIFIKOJ, VERIFIKO-
HET. *Verifikimi i një çështjeje. Verifikimi i dokumen-teve.*

2. Prova e kontrolli që bëhet për të vërtetuar sak-tësinë e diçkaje. *Verifikime të kohëpaskohshme. Doli nga verifikimet që u bënë.*

VERIFIKOHET. *Pës. e* VERIFIKOJ.

VERIFIKOJ ta., ~OVA, ~UAR. Provoj vër-tetësinë a saktësinë e diçkaje duke e kontrolluar, duke e parë a duke e studiuar edhe një here ose duke e ba-llafaquar me një tjetër; vërtetoj diçka. *Verifikoj një çështje (një dokument). Verifikoj shifrat (llogarinë). Verifikoj në praktikë.*

VERlGE *mb.* Mollë verige: mollë kokërrvogël dhe si e kuqe.

VERIGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Secila prej una-zave të një zinxhiri; rreth prej metali ku varim diçka, hallkë. *Veriga të forta. E vari në verigë.*

*2.* Zinxhir prej unazash të hekurta (edhe *fig.\ I lidhnin me veriga. Këputëm verigat e robërisë.*

3. Zinxhiri ku varen enët në zjarr, vargor; zinxhir.

4. Kunj prej druri ose prej hekuri, që lidh zgjedhën me shtizën e parmendës.
5. Veshi i enës, vjegë; dorezë në trajtë gjysmë-harku që mbërthehet në diçka. *Veriga e shtambës (egjymit, e qypit, e kusisë). Veriga e saçit. Verigat e kazanit. Veriga e derës. U këput veriga.*
6. Vesh rrushi;rezhdëarre, plepi etj.;vile. *Verigat e arrës. Këputi një verigë rrush. Hëngra dy veriga.*
7. Lak prej dy a tri fijesh peri të forte në një veshje ose në një perde, ku mbërthejmë kopsën, lidhim një fill tjetër etj.; vrimë në një rrobë ku futim kopsën për ta mbërthyer, ilik; fill i lidhur si lak, që mund të zgjidhet lehtë, vjegëz. *Verigat e gunës (e pantallonave). Lidh (zgjidh) verigën.*
8. *fig.* Hallka e diçkaje, e cila shërben si mbështetje për të parë anët e ndryshme të saj, e për të gjetur zgjidhjen e nevojshme. *Veriga kryesore e një çështjeje.*
Gjen verigë për *diçka* gjen një shkak për t'u kapur në një çështje ose për të dredhuar në një punë, gjen një vjegë. la gjeti verigën *diçkaje* a) ia gjeti djçkaje hallkën nga duhet kapur për ta zgjidhur, ia gjeti anën; b) gjeti një mjet, mënyrë a rrugë për t'u marrë vesh me dike, për të rregulluar një punë me të.
VERILINDJE,~A . Ana e horizontit ose drej-timi në mes të veriut e të lindjes. *Verilindja e Shqipërisë. Në verilindje të fshatit. Nga ana e verilindjes. Është (bie) në verilindje. Fryn nga verilindja. Drejtohet në verilindje.*
VERILINDOR,~E *mb.* Që gjendet në verilindje të diçkaje; që është i viseve, të cilat ndodhen në verilindje; i verilindjes. *Pjesa verilindore. Krahinat (zonat) verilindore. Kufijtë verilindore të Shqipërisë. Erë verilindore. Të folmet verilindore të shqipes.*
VERtM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve VEROJ, VEROHET. *Vend për verim. Qendër verimi. Doli për verim në bjeshkë. Shkoi për verim në fshat (në bregdet).*
VERIOR,~E *mb.* 1. Që gjendet në veri të diçkaje; që është i viseve, të cilat ndodhen në veri; i veriut. *Pjesa (ana) veriore. Skaji verior. Poll Verier, gjeogr. Gjysmërruzulli Verior. gjeogr. Tropiku verior. gjeogr. Gjerësi gjeografike veriore. gjeogr.* largësia e një vendi nga Ekuatori në drejtim të Polit të Veriut. *Shqipëria Veriore. Krahinat veriore. Pika me veriore. Të folmet veriore të shqipes.*
2. Që fryn nga veriu, që vjen nga veriu (për crën). *Erë veriore.*
3. Që lidhet me vendet e ftohta të veriut; që u për-ket këtyre vendeve; që është karakteristik për vendet e ftohta të veriut ose për banorët e tyre. *Dielli verior. Klima veriore. Bimësi veriore. Temperament verior. Tip verior.*
VERIPERËNDIM,~I m. Ana e horizontit ose drejtimi në mes të veriut e të perëndimit. *Veriperën-dimi i Shqipërisë. Në veriperëndim të fshatit. Nga ana e veriperëndimit. Gjendet (bie) në veriperëndim. Vjen (fryn) nga veriperëndimi. Shkon në veriperëndim.*
VERIPERËNDIMOR,~E *mb.* Që gjendet në veriperëndim të diçkaje; që është i viseve, të cilat ndodhen në veriperëndim; i veriperëndimit. *Pjesa veriperën-dimore. Shqipëria Veriperëndimore. Në anën veripe-rëndimore. Të folmet veriperëndimore të shqipes.*
VERMUT,~I *m.* Pije alkoolike e ëmbël, që për-gatitet nga vera e bardhë a e kuqe, duke i shtuar kësaj pelin ose barëra të tjera të hidhura e me erë të mirë dhe që përdoret zakonisht si aperitiv; një sasi e kësaj pijeje sa nxë një gotë. *Vermut me akull. Një shishe (një gotë) vermut. Pine nga një vermut.*
VERNIK,~U *m.* Lëndë që përgatitet duke tretur rrëshirë, terpentinë ose vajra të ndryshme në alkool dhe që përdoret për t'u dhënë shkëlqim orendive prej druri e për t'i ruajtur ato nga vjetrimi; shtresë e nolle dhe e shkëlqyeshme e kësaj lënde, më të cilën janë Iyer orenditë ose sendet e ndryshme. *Vernik i zi. Lyej me vernik. I dha një vernik. Ndrit si vernik. I gërvishti vernikun.*
VEROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kaloj verën në një vend, bëj pushimet e verës diku; *vet. veto III* kalon verën në bjeshkë (për bagëtinë). *Verojnë në fshat (në bregdet). Shkoi për të veruar. Veron bagëtia në mal (në bjeshkë).*
2. *kai.* Çoj bagëtinë në bjeshkë dhe e mbaj atje për të kaluar verën; kaloj verën. *E verojnë bagëtinë në bjeshkë. Ku e veruat verën?*
VEROJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *etnogr.* Verore që e mbanin fëmijët në duar a në qafë ditën e verës.
VEROR,~E *mb.* 1. Që lidhet me verën, që i për-ket verës, që është karakteristik për verën, i verës; që bëhet a që piqet në verë. *Mëngjes veror. Fllad veror. Shirat verore. Perime (pemë) verore.*
2. Që përdoret he verë, që është i përshtatshëm për kohën e verës; që kryhet a që vepron në verë. *Rroba (veshje) verore. Këpucë verore. Kostum (stof) veror. Kinema verore* sallë e hapur ku shfaqen filma gjatë verës. *Kullotë verore. Teatër veror* sallë e hapur ku jepen shfaqje teatrale e koncerte gjatë verës. *Aksi-onet verore. Pushimet verore. Shkollë verore. Fushim veror.*
VERORE,~JA i . *sh.* ~E, ~ET *etnogr.* Gjalmë i nolle, i dredhur me dy-tri fije të kuqe e të bardha prej leshi a mëndafshi që ua lidhnin fëmijëve në duar a në qafë ditën e verës; larës. *Vuri (lidhi) veroren.*
VERORE,~JA ii . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Zhabë e vogël me ngjyrë të gjelbër, që del e kuak në fillim të pranverës. *Veroret e kënetës. Këndojnë veroret.*
VERORE,~JA in . *sh.* ~E, ~ET. Përdorëse në trajtë gjysmërrethi prej letre, prej pendësh, prej plastike etj., që shërben për të bërë veri, kur është vapë, erashkë. *Verore prej letre (prej mëndafshi).*
VERSION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Një nga më-nyrat se si e paraqitim, e përshkruajmë a e shpjegojmë një ngjarje ose një fakt. *Version i ri (i vjetër). Ver-sioni i fundit. Kishte dy versione.*
VERTEBËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *anat.* Unazë e shtyllës kurrizore te njcriu e te kafshët, rruazë. *Vertebrat e qafës (e kryqeve, e bishtit).*
VERTEBROR,~E *mb.* Kurrizor. *Shtylla verteb-rore. Kafshët vertebrore. zool.*
VERTEBRORË,~T *m. vet. sh. zool.* Kurrizorët. *Vertebrorët e ulët. Zhvillimi i vertebrorëve. Zoologjia e vertebrorëve.*
VERTKAL,~E *mb.* 1. Pingul; i pingultë; *kund.* horizontal. *Drejtim vertikal. Pus vertikal. Torno ver-tikale. tek. Përzierës vertikal. tek. Ngarkesë vertikale. spec. Përcjellës vertikal. elektr.*
*2, gjeom.* I pingultë; kulmor; *kund.* horizontal.*Vijë vertikale. Drejtëz vertikale. Brinjët vertikale të katërkëndëshit.*
VERTIKALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeom.* Vijë e pingultë, pingule; kulmore; *kund.* horizontale. *Heq (bëj) një vertikale.*

2. *sport.* Ushtrim gjimnastikor që bëhet duke u mbështetur mbi duar e duke ngritur këmbët lart pin-gul. *Vertikalja mbi duar. Vertikalja në unazë (në pa-ralele). Bëri vertikalen.*
VERTIKALISHT *ndajf.* Pingul, nga lart poshtë; *kund.* horizontalisht. *E vendosi vertikalisht. Ulet (ngri-het) vertikalisht. E hodhi vertikalisht.*
IvERUKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lloj molle ko-kërrvogël që piqet në verë.
VERZAKUQ,~I *m. sh.* ~, ~TË *zool.* Pendëkuqi.
JVERZË,~A i . *kryes. sh.* ~A, ~AT *zool.* Or-ganet që kanë peshqit e disa kafshë të tjera në të dy anët e kokës nën vesh, që hapen e mbyllen dhe që u shërbejnë atyre për të marrë frytnë në ujë. *Verza( e kokës. Kapakët e verzave. I heq verzat.*
jVERZË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kulari i derrit, kerçabë. *vuri verzën.* 2. Veshëza e parmendës, llapari.
;VERZËN,~NA . *sh.* ~NA, ~NAT. Pjesa e poshtme e anijes që qëndron në ujë, fundi i anijes.
VERZOMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrjetë e ma-<Jhe pesbkimi, me plumbça të vegjël në një anë, më të cilën gjuajnë në det e në liqen, duke rrethuar më të një cope vend e duke e tërhequr zvarrë në ujë; plumbçë, gribë. *Zënë peshk me verzomë.*
2. Rrjetë e madhe prej litari, që e qepin anash si thes dhe e përdorin për të mbartur bar, kashtë etj. me kafshë.
•*k* E bëri verzomë *diçka* e ngatërroi tepër.
VERR,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Dru i ulët me lë-vore të ) ëmuar ngjyrë hiri, me gjethe vezake e të dhëm-bëzuara, dhe me lëndë të forte që rritet buzë lumenjve e në vende me lagështirë dhe që përdoret zakonisht në ndërtim. *Verri i bardhë. Verri i zi. Dru verri. Gjethe verri. Pyll me vena.*
VERRI,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bot.* Verr. *Druri i verririt.*
VERRlSHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll me verra. *Verrishtë e paprerë (e re). Verrishtë e rrallë.*
VERRISHTË (i,e) *mb.* 1. Që është bërë nga druri i verrit, që është prej verri. *Dërrasë e verrishtë.* 2. Që ka verra, me verra. *Pyll i verrishtë.*
VËRRLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Lodër prej druri, që ka një kokërr në trajtën e dardhës e me një bosht në mes, të cilën fëmijët e rrotullojnë në tokë me anën e një filli të gjatë; fugë. *Luante me verrle. E vërtiti si verrle. Sillet si verrle.*
VES,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Zakon i keq që ka një njeri e që dënohet nga shoqëria; prirje drejt diçkaje të keqe, të dëmshme e të pamoralshme, dhënia pas diçkaje të keqe; tipar i keq në karakterin e një njeriu që nuk ka marrë edukatë të mirë; huq; *kund.* virtyt *Ves* i *keq. Vesi i pijes (i vjedhjes, i të gënjyerit). Njeri (fëmijë) me vese. Ka një ves. Ka marrë disa vese.*
*Iu be ves. I ka hequr (i ka zhdukur) veset. Ishte dhënë pas veseve. Përtacia është nëna s veseve. fj.u.*
2. E metë fizike, gjymtim a cen i trupit të njeriut a i një organi të tij etj. *Ves ifshehtë. Ka një ves në zemër. Është me vese.*
VESELIT (VESELIS) *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* 1. E ngop dike me një gjellë të lyrshme a me ëmbël-sirë, e vel; e kënaq shumë dike më të ngrëna. *Na ve-seliti kjo gjellë.*
*2.* Rrit a mbaj diçka me kujdes e me merak të madh; kujdesem shumë për dike a për diçka. *E ve-seliti kopshtin. E veseliti babai.*
VESELITEM *vetv. krahin.* 1. Ngopem me diçka derisa nuk ha dot me, velem; kënaqem shumë më të ngrëna.
2. Rritem e zhvillohem mirë, harlisem. *Jane ve-selitur pemët. Ishte veselitur djali.*
*3. Pës. e* VESELIT.
VESË,~A . 1. Pika a bula të vogla uji, që bien në mbrëmje, natën ose në mëngjes herët mbi bar, mbi gjethet e bimëve etj. nga ftohja e avullit të ajrit. *Vesë e hollë (e imët). Vesa e nates (e mëngjesit). Pikat e vesës. Trëndafil me vesë. I pastër (i kulluar) si vesa. Ka rënë vesë. E mbuloi vesa. Ndrit vesa.*
*1.* Shi i imët e i lehtë, rigë. *Ra një vesë. Zuri një vesë shi.*
*in* Ngrihem me vesë ngrihem herët, ngrihem pa zbardhur dita. U zhduk (humbi, shkriu) si vesa e mëngjesit (si vesa në diell) u zhduk shpejt, humbi menjë-herë e pa lënë gjurmë. Vesa e mjaltit *shih te* MJALTË,~l2.
VESËTON *jokal.,* ~OI, ~CAR. Veson. VESËTUAR (i,e) *mb.* I vesuar.
VESlM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve VESOJ, VESOHET.
2. Shi i imët, vesë. *Nisi një vesim.*
VESIT *jokal.* dhe *kal.,* ~A, ~UR. Vesoj. *Ka ve-situr natën.*
VESITET *vetv.* 1. Vesohet.
2. *Pës. e* VESIT.
VESK,~U *m.* Joshë, joshje. *Vesku i vajzës.*
VESK *kal.,* ~A, ~UR. Josh.
VESKEQ,~E *mb.* Që ka vese të këqija; me shumë vese. *Njeri veskeq. Shoqëri veskeqe.*
VESKET *pavet.,* ~(u), ~UR *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Me josh diçka a dikush; me teket për diçka.
VESOHET *vetv.* 1. Merr vesë, e zëvesa, njomete zbutet nga vesa. *Vesohet duhani jashtë.* 2. *Pës. e* VESOJ 3.
VESOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Bie vesë.
2. *vet. veta III.* Bie shi i imët e i lehtë, rigon. *Filloi (nisi, zuri) të vesojë. Jashtë vesonte.*
3. *kal.* E spërkat diçka lehtë me ujë, e stërpik; e njom a e lag pak nga sipër; vesit. *Vesoj lulet (barin). I vesoi qepët që të mos thahen. E vesoi me lot pajën.*VESUAR (i,e) *mb.* 1. I lagur nga vesa, që i ka rënë vesa, i mbuluar me vesë. *Bar (livadh) i vesuar.* 2. Që është lagur nga një shi i imët. *Tokë e vesuar.*
VESVES,~E *mb. bised.* Që dyshon për çdo gjë, që nuk beson dhe e ha meraku gjithnjë se s'është ashtu, që shqetësohet e bëhet merak për çdo gjë. *Njeri* verves. *Është bërë vesves.*
VESVESELl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised.* Ai që dyshon për çdo gjë, njeri që nuk beson, që shqetësohet e bëhet merak për çdo gjë; njeri vesves. *Njeri vesveseli. Është vesveseli.*
VESH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Secili nga dy or-ganet e dëgjimit, që gjenden në të dy anët e kokës te njeriu dhe te kafshët e larta; pjesa e jashtme prej kër-ceje, llapa e këtyre organeve. *Me veshë të gjatë (të shkurtër). Veshi i njeriut. Veshët e kalit. Vrima (maja, llapa, bula) e veshi I. Palëza e veshit* bula e veshi t. *Daullja (lodra) e veshit. anat. Kërmilli i veshit. anat. Dylli i veshit. anat. Sëmundje veshësh. Me dhemb (me ther) veshi. Nuk dëgjon nga veshët. Me buçasin veshët. Me këndon (me pingron) veshi. Kam (ndiej) zhurmë në vesh. Pastroj (mjekoj) veshët. Ngre veshët (një kafshë). I man gjak në vesh (një kafshe). I doli gjak nga veshët. E dëgjova me veshët e mi* e dëgjova unë vetë. *lu skuqën veshët. I shkuli*

*veshët. I preu veshët (një kafshe). I shpoi veshët (për të varur vathët). E vuri cigaren mbi vesh.*

2. Aftësia e njeriut për të dëgjuar; ndjeshmëria e organit të dëgjimit; aftësi e veçantë e njeriut për të kapur e për të riprodhuar tingujt muzikorë. *Ka vesh të mprehtë (vesh muzikor). Ka vesh (për muzikë). E mësoi me vesh një këngë. Ka veshë të rëndë (është i rëndë nga veshët)* nuk dëgjon mirë. *E kanë lënë veshët* nuk dëgjon. *erdhën veshët* i erdhi dëgjimi, ka filluar të dëgjojë përsëri. *janë trashur veshët* nuk dëgjon mirë, është shurdhuar.

3. Secila veshore e kokores a e një kapele. *Veshët e kokores. Kapelë me veshë. I uli veshët.*

4. Pjesë e një sendi, e kthyer në trajtë harku, më të cilën e kapim atë ose e mbajmë në dorë, vjegë; dorezë. *Veshi i shtambës (i poçes). Veshi i saçit. Veshi i koshit. Veshët e arkës. Kazan (tenxhere) me veshë. E kapën për veshësh.*

5. *spec.* Diçka që ka trajtën e llapës së organit të dëgjimit; pjesë e diçkaje e dale a e zgjatur anash; kunj. *Veshë të metaltë. Veshët e mashes. Veshët e samarit. Veshët e çengelit të anijes. Veshët e shënjes-trës. Veshi i shtjellësit. Veshi i belit* kunji që vihet në fund të bishtit të belit për të mbështetur këmbën kur punojmë. *Veshi i qerres* lugu i boshtit të qerres. *Veshët e sfurkut. Kazmë me veshë* kazmë me tun në trajtën e një sëpate të vogël, që përdoret për të prerë rrënjët kur mihim token. *Tjegulla me veshë. Gjethe me veshë.*

6. Freni i rrushit bashkë me kokrrat; vile, bistak. *Një vesh rrush. Vesh qershie.*

7. Veshëza e parmendës.

8. Vrima e gjilpërës ku futet peri. *E shkoi në vesh të gjilpërës.*

9. Secila nga dy dhomëzat e sipërme të zemrës, të cilat marrin gjakun nga venat dhe e çojnë në bar-kushe. *Veshi i majtë (i djathtë).*

10. *vet. sh. bised.* Verzat e peshkut.

• Gjithë (tërë) sy e veshë *shih te* SY,~RI. Gomar me veshë *thjeshtligj., keq.* njeri shumë i trashë nga mendja; budalla me brirë. Me bëjnë (me gënjejnë) veshët me duket sikur dëgjoj diçka. I ra veshit u mendua mirë, i vuri gishtin kokës. I ra (i hyri, i shkoi, i erdhi) në Tesh *diçka* e dëgjoi diçka rastësisht; e mori vesh diçka. I ranë veshët nuk mbahet më të madh, e uli hundën, i ranë pendët. I rente (i ardhtë) pas veshit (pas qafës)! *mallk.* vdektë!; i rente papandehur një fatkeqësi!, e pësoftë nga nuk e pret! (i thuhet dikujt që i ka shkaktuar një tjetri një të keqe ose që gëzohet për fatkeqësinë e tjetrit). Curroj veshët *shih te* CU-RROJ. Na cau veshët (kokën, kryet) *shih te* ÇAJ. la çori veshët *dikujt shih te* ÇJERR. Ç'po na dë-gjojnë veshët! *shih te* DËGJOJ. I digjnin vesbët u turpërua shumë. I fryn (i këndon, i fishkëllen) në vesh *dikujt* e nxit dike kundër një tjetri, duke i pësh-përitur fjalë e thashetheme, e kurdis kundër një tjetri. la futi (La shtiu) në vesh *diçka dikujt* i tha a i njoftoi diçka, i bëri të njohur diçka; i pëshpëriti diçka. I hëngri veshët *shih te* HA u-Hap veshët *shih te* HAP. I hoqi (i tërhoqi, i shkuli, i zgjati) veshin (veshët) *d i -k uj t* e qortoi dike për një gabim, për një veprim a për një punë jo të mirë. S'i hyn në vesh (fjala) nuk do ta dëgjojë; nuk kupton. Nfu kënaq veshi u kënaqa duke dëgjuar, me pëlqente ta dëgjoja. Me këndon veshi (i djathtë) ndiej se do të pësoj një fatkeqësi a do të dëgjoj një lajtn jo të mirë (sipas paragjy-kimeve). Kruan veshin *dikush* thuhet kur dikush nuk është në gjendje të përgjigjet për një pyetje që i bëhet (zakonisht për nxënësit kur i pyesin mësuesit). Me la pa veshë me shurdhoi veshët. Man vesh *shih te* MARR. S'merr vesh *dikush shih te* MARK. Me-rrem vesh *me dike* kuptohem mirë me dike; bie në ujdi me të. E marr (e sjell, e çoj) për veshi *dike* e marr me zor, e marr me detyrim. Mbaj vesh për-piqem të dëgjoj; pres për të dëgjuar diçka, përgjoj; dëgjoj. I mbaj vesh *a) dikujt* e dëgjoj, i bindem; b) *d i ç k a j e* i kushtoj vëmendje, i vë veshin. Mbyll veshët *para diçkaje* bën sikur nuk dëgjon e nuk vë re, nuk do të dëgjojë a të kuptojë. Mpreh veshët *shih te* MPREH. I ngriti (i krekosi) veshët ka filluar të mbahet më të madh, iu rrit mendja. Ngre (çon) veshët a) dëgjon me vëmendje të madhe, përgjon, rri gati për të kapur diçka më të dëgjuar; b) rri në pritje për të ndërmarrë diçka; bëhet gati për të rimarrë diçka të humbur, përpiqet për të dale përsëri në dukje. Nxori (qiti) veshët *keq.* nisi të dale, filloi të duket a të shfaqet, nxori krye; doli në shesh, u zbulua; e shfaqi veten ashtu siç ishte. la preu veshët *dikujt shih te* PRES i. Nuk e rreh veshin *(dikush për një punë)* nuk bëhet merak, nuk shqetësohet, nuk e vë ujin në zjarr për diçka. Në rrëzë të veshit shumë afër, fare pranë. la rriti veshët (mendjen) *dikujt shih te* RRIT. I janë rritur veshët *dikujt* mbahet më të madh, i është rritur mendja. la skuqi veshët *dikujt shih te* SKUQ. Kur të shohë veshët (shpatullat, kurrizin, zverkun, qafën)j *shih te* SHOH. S'i shkon (s'i del) as në vesh nuk i mjafton, nuk e ngop, s'i del aspak,; nuk i zë vend fare (për ushqimet). I shurdhoi (i nxori, i qiti) veshët *shih te* SHURDHOJ. E tërheq (e heq) për veshi e bën dike që të veprojë ashtu siç thotë ai, e heq për hunde. I tha (i foli) në vesh *dikujt diçka* ia tha me zë të ulët, që të mos e dëgjonin të tjerët; ia tha tinëz. Me ther veshi (me therin veshët) *kur e dëgjoj* nuk me pëlqen ta dëgjoj, me mërzit ajo që dëgjoj, s'e duroj dot. I vajti në vesh *dik uj te* mori vesh, ia bënë të ditur. I van (i uli)veshët a) u zemërua, u pezmatua, i vari buzët; b) nuk mbahet me më të madh e nuk krekoset, i ranë pendët, e ulihundën.Nakiavariveshin *dikujt a diçkaje shih te* VAR. Me veshët ngrehur *shih te* NGREHUR. Me veshët të ngritur *shih te* NGRTTUR (i,e). Vë vesh (veshin) p^rpiqem të dëgjoj, dëgjoj me kujdes; përgjoj. I vë veshin *dikujt a diçkaje* a) tregoj kujdes për dike; i kushtoj vëmendje diçkaje, i jap rëndësi, nuk e lë pas dore; b) ia dëgjoj fjalën dikujt, i bindem, e dëgjoj; c) e ndjek, e vë re dike a diçka. Me vret (me shpon) veshin (veshët) *diçka* me tingëllon keq në vesh; nuk me pëlqen, me mërzit diçka kur e dëgjoj. Ma zuri (ma kapi) veshi *diçka* e dëgjova diçka ka-limfhi, e dëgjova rastësisht, e mora vesh diçka diku. E zuri veshin a) e zuri gjumi, fjeti; b) vdiq. E zuri (e kapi) nga (per) veshi *dike* e qortoi dike. I zgjati veshët *shih te* ZGJAT. Ia zgjati veshët *dikujt shih te* ZGJAT. Me zgjate veshët me bëre që të pres shumë për të mësuar diçka, me le të pres shumë. Me ziejnë (me gumëzhijnë, me buçasin) veshët nuk me pëlqen të dëgjoj diçka, mërzitem nga bisedat e gjata për të njejtën gjë. Iu be vath në vesh *dikujt* nuk iu nda, iu qep. Nuk i bën veshi “tërr” *shih tek* TERR. Me ranë veshët rehat u qetësova pas një zhurme të madhe a pas kërkesave të përsëritura që me bënte dikush. S'i ka rënë zgjedha në vesh *shih te* ZGJEDHË,~A. S'çalon gomari nga veshët *fj. u. shih te* ÇALOJ. U fëtliq vesh me vesh u fëlliq në të gjithë fytyrën. Folën (biseduan) vesh me vesh folën me zë të ulët me njëri-tjetrin, që të mos i dëgjonte kush. Ia futi (ia shtiu) pleshtat në vesh *dikujt shih te* PLESHT,~I. Ia dha

veshët (flokët, leshrat) në dorë *shih te* JAP. Është pykë nga veshët *shih te* PYKË,~A. E ka mizën pas veshi *shih te* MIZË,~A. Ka veshë dheu i thuhet dikujt për ta paralajmëruar që të mos flasë për diçka, sepse mund ta dëgjojnë e ta marrin vesh të tjerët. I ka veshët të nolle *dikush shih te* HOLLË (i,e). I la (i shtiu) veshët në lesh *shih te* LESH,~I. Nuk i merr vesh koka është i pabindur, nuk dëgjon se çfarë i tho-në, është kokëfortë. Nuk mban pluhur në vesh *shih te* PLUHUR,~I. Mbeti me veshë përpjetë mbeti duke dëgjuar me kujdes a duke përgjuar se ç'thuhej rreth e rrotull. Qeshi vesh me vesh qeshi më të gjithë fytyrën, qeshi me kënaqësi të madhe. I sbkoi (i vajti) buza (go-ja) vesh me vesh u shkul së qeshuri, qeshi më të madhe; u gëzua pa masë. Ia shpuri gojën te veshi *shih te* GOJË, ~A. Ia thëntë prifti (hoxha) në vesh! *mallk. vjet. shih te* THEM. I vajti goja te veshi (pi-apa veshit) u lodh duke folur për të kërkuar diçka, po s'e dëgjon njeri. E vari (e vuri, e mban, e ka) vath në vesh *diçka* e ruan a e mban në mendje për një kohë të gjatë, e ka gjithnjë parasysh, nuk e harron asnjëherë, e nguli mirë në kokë. S'u beson as syve, as veshëve të vet *dikush shih te* SY,~RI. Bie daullja në vesh të shur-dhit *shih te* SHURDH,~I. Mbyll një vesh e një sy bën sikur nuk dëgjon e nuk sheh, bën lëshime; nuk shqetësohet shumë. U përhap fjala vesh me vesh u përhap nga njëri tek tjetri, u përhap gojë me gojë. E shpuri buzën vesh me vesh u kënaq shumë, u gëzua pa masë. Daullja bie për ata që kanë veshë *fj. u. shih te* DAULLE,~JA. I hyn në një vesh e i del nga tjetri (nga një vesh i hyn e nga tjetri i del) *mospërf. shih te* HYJ. Fusha ka sy e mali (pylli, gardhi, muri) ka veshë ;. *it. shih te* FUSHË,~A. Një sy verboje, një vesh shurdhoje! *shih te* SY,~RI. Shkoi shyta të kërkojë brirët, la edhe veshët *fj. u. iron, shih te* SHYT,~Ë. Bar veshi *bot. shih te* BAR,~I,. D h ë m b a 11 ë t e veshit *shih te* DHËMBALLË,~A i. Gishti
i veshit *shih te* GISHT,~I,.

*VESH GOMARI bot.* Veshgomar, babanik.

VESH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Vë një petk në trup, fut krahët, këmbët e shtatin në një rrobë të qepur dhe mbështillem a mbulohem me të; i vë dikujt në trup petkat e tij; *kund.* zhvesh. *Vesh këmishën (pallton, xhaketën, pantallonat, jelekun). Vesh rrobat (unifor-mën). Veshi fëmijën. Veshi nusen (dhëndrin). I veshi këmishën (trikon). E veshi si për dimër (si për fes~ të, si për dasmë). E veshi trashë (hollë).*

*2. bised.* E pajis dike me rroba, i plotësoj dikujt nevojat me veshje. *Ai e vesh, e mbath dhe e ushqen. Vesh familjen. E vesh dhe e ngjesh* e mban mirë me rroba.

3. *bised.* I jap dikujt një detyrë a e fut në një punë, e cila ka një veshje karakteristike; bëj; *kund.* zhvesh. *E veshën ushtar* e morën ushtar. *E veshën prift.*

4. Vë diçka në kokë a në trup, e mbërthej a e ngjesh; *kund.* heq; zgjesh. *Vesh kundërgazin. Vesh maskën. Veshi armët.*

5. E mbështjell një send me diçka për ta ruajtur, për ta zbukuruar etj., i vënjëmbulesë të hollë, i hedh një shtresë ose e lyej me diçka për këtë qëllim. *Vesh muret me letër. Vesh dollapin me llamarinë. Vesh de-rën me kadife. Vesh kolltukët. Vesh murin me mermer (me pllaka). Vesh me gome. Vesh me ar (me argjend). E vesh nga jashtë (nga brenda).*

*6. kryes. veta III.* E mbulon a e mbështjell me një shtresë që nuk lë të duket ç'është nën të; bën që të mbu-lohet me bar, me gjethe, me gjelbërim etj.; mbuloj, mbush. *Avulli e veshi xhamin. E veshi mjegulla vendin. Lotët ia veshën sytë. Pranvera i veshi drurët e pemët me gjethe. E veshi token me bar. Të rinjtë i veshën kodrat me petnë.*

7. *fig.* I jap dikujt fuqinë e të drejtat që ka një detyrë e caktuar. *E veshën me pushtet. E veshi me detyrën e ministrit.*

8. *fig. keq.* I mbuloj përmbajtjen me fjalë e me fraza, e zbukuroj dhe e stolis me shprehje të ndrysh-me. *E veshi me fraza të bukura. E veshin me formula të zbrazëta (me frazeologji revolucionare).*

9. *fig. bised.* Ia ngarkoj dikujt një punë a një detyrë pa e pyetur për të mos e pasur vetë si barrë, ia lë a ia hedh një tjetri, ia përplas atij. *Ma veshën muu këtë punë.*

10. *fig. bised.* E quaj dike si autor a si krijues të diçkaje që s'dihet se kush e ka bërë; e quaj diçka pa të drejtë si veti, si cilësi a si meritë të dikujt; ia ngjit ose ia ngarkoj dikujt një gabim a një faj. *Atë vjershë ia veshën shkrimtarit N. Ia veshën atij meritat (fajin). la veshi vetes të gjitha gabimet për të shpëtuar të tjerët.*

11. *bised.* E godas a e qëlloj dike menjëherë, ia ngjesh. *Ia veshi fytyrës (syve, turinjve). Ia veshi me shuplakë (me pëllëmbë, me shkelm). Ia veshi me shkop (me kamxhik, me thupër, me dru). Ia veshi me pushkë.*

12. *bised.* Them diçka pa gjykuar shumë a pa men-duar thellë, ia këput; ia them cope. *Ia veshi në mbledhje atij. Ia veshi tjetër për tjetër* foli kuturu, foli kot.

13. *bised.* Bëj një punë shpejt e shpejt dhe shkel e shko; ia fut. *Ia veshi shpejt e shpejt. Ia veshi dhe për një ore e mbaroi.*

^ I ka veshur sytë *diçka* e ka bërë që të mos shohë më tej, e ka verbuar, e ka bërë që të mos e sho-he të keqen, i ka zënë sytë, i ka marrë mendtë. la veshi këmisbën me uthull *dikujt shih tek* UTHULL,~A. Ka veshur rrobat e zisë *shih te* ZI,~A i. Preje për vete e vishma mua! *shih te* PRES i.

VESHAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vesh rrushi, bistak, veshul.

2. Pjesë e dale dhe e zgjatur anash në një send, Që një vegël etj., vesh. *Veshakët e parmendës.*

VESHAK,~E *mb.* 1. Që i ka veshët të dale, që bie në sy nga veshët; veshllapush. *Njeri veshak.* 2. Me veshë (për kapelat). *Shapkë (kapë) veshake.*

VESHAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Enë e vogël prej balte si qyp, me një vjegë, që përdoret për ujë. *Mbushi veshaken. U thye veshakja.*

VESHAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Lloj qefulli me njolla të verdha në kapakët e veshëve, veshverdhë.

VESHAS *ndajf. për* veshësh; grykë me grykë, fytas. *V kapën veshas.*

VESHATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *etnogr.* Grua që vishte e stoliste nusen.

VESHBIGË *mb.* 1. Që i ka llapat e veshëve të ngri-tura përpjetë si bigë. 2. *fig.* Që rri në përgjim, që i mban veshët ngrehur.

VESHCCRR,~E *mb.* 1. Që i ka veshët të prerë a të shkurtër, me veshët curr (për kafshët).

2. *shar.* Që i ka llapat e veshëve të vogla a të prera (për njerëzit).

VESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Veshje.

VESHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Punëtori që merret me veshjen e furrës me lëndë zjarrduruese.

VESHËS,~E *mb. spec.* Që përdoret për të veshur muret, orenditë etj. *Pllakë veshëse. Gur veshës për zbukurim.*

VESHËZ,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Pjesë e parmendës që vihet pas plorit dhe që shërben për të hedhur dheun anash, vesh, llapar. *Parmendë me veshëz. U thye veshëza.*
VESHËZ,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Gërshërëza.
VESHFLORI,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *zool.* Veshverdhë, veshar.
VESHGOMAR,~I *m. bot.* Babanik. *Çeli vesh-gomari.*
VESHGOMAR,~E *mb. shar.* Që i ka llapat e veshëve të mëdha e të gjata, me veshë si të gomarit.
VESHGJATË *mb.* 1. Që i ka llapat e veshëve të gjata; *kund.* veshshkurtër. *Derr veshgjatë. Lepur veshgjatë. Lakuriqët veshgjatë'.*
2. *shar.* Veshgomar.
3. *si em. euf.* VESHGJATË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gomari.
VESHJE,~A i . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VESH, VISHEM. *Veshja me gurë (me pllaka, me dm). Reparti i veshjes së telave.*
2. Tërësia e petkave të qepura, më të cilat mbulojmë trupin, rrobat që përdorim për t'u veshur; tërësia e rrobave që veshim mbi të linjtat; secila prej këtyre
rrobave. *Veshje e lehtë (e rëndë). Veshjet e brendshme (e jashtme). Veshje e sipërme (e pashtme). Veshje dimërore (verore). Veshje popullore. Veshje dibrane (kolonjare, kosovare, labe, mat jane, mirditore, my-zeqare, shkodrane). Veshje grash (burrash). Ndërroi veshjen.*
3. *spec.* Shtresa e sipërme prej druri, prej guri, prej metali a prej një lënde tjetër, më të cilën veshim orenditë, muret etj. *Veshje zjarrduruese. Veshje prej guri (prej kalldrëmi) e kanalit. Veshje plumbi (alumini). Veshje gome (betoni). Veshje me pllaka (me mermer).*
VESHJE,~A II. *sh.* ~E, ~ET. Kusi me veshë.
VESHKË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *anat.* Secila nga dy pjesët e organ it ku përftohet ujët e hollë, që kanë traj-tën e një fasuleje të madhe dhe që ndodhen në të dy anët e shtyllës kurrizore, afër mesit, te njeriu e te kafshët; ky organ i disa kafshëve, që përdoret si ushqim. *Veshkë e sëmurë. Ka gurë në veshka. Operoi (hoqi) një veshkë.*
• Si veshka në mes të dhjamit *shih te* DHJAMË,~I. Veshkë artificiale *mjek.* aparat i ndërlikuar, që bën punën e veshkës kur këtë e operojnë ose kur është e sëmurë.
VESHKOR,~E *mb. libr.* Që u përket veshkave, i veshkave; që ka trajtën e veshkës. *Kanalet veshkore.*
VESHLEPUR,~I *m. bot.* Bimë barishtore një-vjeçare, me kërcell zvarritës, me gjethe të zgjatura si vesh lepuri, me lule të bardha në trajtë kupe dhe me frytin si kapsulë të mbushur me fara të helmëta, që mbin zakonisht nëpër arat me grurë.
VESHLOPATË *mb. tall.* Që i ka llapat e veshëve të mëdha e të gjera.
VESHLLAPUSH,~E *mb. bised.* 1. Që i ka llapat e veshëve shumë të mëdha. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VESHMBATHJE,~A . *përmb.* Rrobat, çorapet e këpucët që përdorim për t'u veshur e për t'u mbathur. *Veshmbathje pune. Dyqani i veshmbathjes. Industria e veshmbathjes. Sektori i veshmbathjes.*
VESHMIZË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lulemizë.
VESHNGRITUR *mb.* Që i ka ngritur veshët; që rri në përgjim (zakonisht për qenin); veshbigë.
VESHNIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Vesh rrushi, veshul.
2. Saç prej balte me dy veshë anash.
3. Saksi lulesh me veshë.
VESHOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vesh rrushi, veshul.
VESHOK,~E *mb.* 1. Që i ka llapat e veshëve të vogla. *Djalë veshok. 1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VESHOKE,~T . *vet. sh.* Dy kapakët prej lëkure që i vihen kalit nga të dy anët e kokës për të mos parë anash.
VESHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Secila nga dy llapat anësore të kokores a të një kapele, që lë-shohen poshtë dhe mbulojnë dy anët e kokës së nje-riut. *Veshore të gjera. Veshoret e shapkës. Veshore prej lëkure. Kapelë me veshore. Uli (mbërtheu) veshoret.*
2. Kusi e madhe bakri me dy veshë anash.
3. *vet. sh.* Veshoke. *Veshoret e kalit.*
VESHPlPËZ *mb.* 1. Që dëgjon shumë mirS, që ka veshë të mprehtë. 2. *fig.* Që s'i shpëfon gjë pa e marrë vesh.
VESHPRERË *mb.* 1. Që i ka Hapat e veshëve të prëra; veshcurr. *Dele (pelë) veshprerë.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VESHQIQËR *mb.* 1. Që i ka llapat e veshëve të ngritura; veshbigë.
2. *fig.* Që dëgjon shumë mirë nga veshët. *Plak veshqiqër.*
VESHQOK,~E *mb.* I zgjuar, i shkathët e mendje-mprehtë. *Burrë veshqok.*
VESHRËNDË *mb.* Që mezi dëgjon nga veshët, që nuk dëgjon mirë, që i ka veshët të rëndë.
VESHSHKURTËR *mb.* Që i ka llapat e veshëve të shkurtra, me veshë të shkurtër; *kund.* veshgjatë. *Derra veshshkurtër.*
VESHSHPUAR *mb.* 1. Që e ka llapën e veshit të shpuar, me veshë të shpuar. *Dele veshshpuar.*
2J *fig.* Që kap shpejt me vesh çdo gjë që thuhet, që s'i shpëton gjë; i zgjuar e mendjemprehtë.
3i *keq.* Që nuk ua vë veshin fjalëve të të tjerëve, që nuk i kushton vëmendje asaj që i thuhet; që nuk i bëjnë përshtypje qortimet që dëgjon.
VËSHTAK,~E *mb.* I zgjuar, mendjemprehtë. *Njeri veshtak.*
VËSHTAR,~E *mb.* 1. Që ka veshë të mprehtë, që tlëgjon shumë, veshpipëz; që merr vesh çdo gjë që ndodh. *Ujku është veshtar.*
2. *fig.* I zgjuar, mendjemprehtë. *Njeri veshtar.*
VESHTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *etnogr.* Ve-shatare.
VESHTË (i,e) *mb.* Që i dëgjon me vëmendje fja-lët e të tjerëve, që i dëgjon të tjerët; që i kap shpejt ato ijë i thonë, i zgjuar dhe i kuptueshëm, mendjemprehtë. *Njeri i veshtë. Fëmijë i veshtë.*
VESHTI,~A . Vëmendje, kujdes; mendjempreh-tësi. *Ecin me veshti. Kërkon me veshti.*
VESHTOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Dëgjoj me vëmendje, i vë veshin mirë diçkaje; rri në përgjim, ruaj me kujdes e zgjuarsi. *Veshto kur të flasini!*
VESHTULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Gjini bimësh që rriten në vende me klimë të nxehtë a të butë, me gjethe të trasha, me lule që dalin në majë të degëve, me fryt të tultë e me shumë fara brenda. *Vesh'tulla e bardhë* bimë barishtore e vendit tone me gjethe pa bisht, me lule të verdheme, që mbin e rritet si bimë parazitare në degët e disa drurëve të mëdhenj (në plepa, lisa, pisha, gështenja etj.) dhe që bën kokrra të vogla sa një qiqër e me një lëng ngjitës. *Veshtulla e lisit (e plepit, e gështenjës).*
2. *bot.* Veshtullake.
3. *fig.* Ai që jeton në kurriz të të tjerëve, parazit.
VESHTULLAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *bot.* Bimë barishtore shumë e përhapur, me gjethe pak mishtake, me

lule të verdha, që rritet e dendur në toka djerrë e nëpër ledhe dhe që përmban një lëndë ngji-tëse.
2. Lënda ngjitëse që del a nxirret nga kjo bimë.
VESHTULLI,~A . Të qenët veshtullor, të qenët i ngjitshëm si zam; ngjitshmëri.
VESHTULLOR,~E *mb. i.* Që ngjitet, që është si zam, i ngjitshëm. *Lëndë veshtullore. Gjethe vesh-tullore* gjethe të mbuluara me një lëng si zam. *Baltë veshtullore.*
2. Që mbin e rritet në një bimë tjetër, që është parazit si bima e veshtullës. *Bimë (kërpudhë) veshtullore.*
VESHUK,~E *mb.* 1. Që i ka llapat e veshëve të mëdha, Ilapush. *DM veshuke.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VESHUL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vesh rrushi i vogël, bistak. *Veshul i ngjeshur. Hëngri vetëm një veshul. Kishin mbetur ca veshulë.*
VESHUR (i,e) *mb.* 1. Që ka rroba në trup, që është mbështjellë a është mbuluar me rroba të qepura posaçërisht, që është veshur; me gjithë rroba në trup, pa i hequr rrobat nga trupi; *kund.* i zhveshur. *Ishte i veshur. Ra (u shtri) i veshur.*
2. *bised.* Që është i siguruar me veshje, që i ka plo-tësuar nevojat me veshje; *kund.* i zhveshur. *ka fë-mijët të veshur e të mbathur.*
3. Që është plotësuar me orenditë e me pa j is jet e nevojshme (për një dhomë, për një shtëpi etj.); *kund.* i zhveshur. *kemi shtëpitë të veshura.*
4. Që ka një cipë të hollë përsipër; që është mbështjellë me diçka për ta ruajtur, për ta zbukuruar etj., që i është vënë një mbulesë e hollë, i është hedhur një shtresë e hollë ose është Iyer me diçka për këtë qëllim. *Fare e veshur. Oriz i veshur. Mure të veshura. Dollap i veshur. Derë e veshur. Tel i veshur.*
5. Që është i mbuluar a i veshur me bar, me gjethe ose me bimësi; që është plot me gjethe, që nuk i kanë rënë gjethet; *kund.* i zhveshur. *Vend i veshur. Male të veshura. Shpat i veshur. Kodër e veshur. Dru i veshur.*
*6.* I mbuluar tërësisht me re, i vrenjtur. *Qielli është i veshur.*
7. Që ka një si perde a lëbyr e nuk sheh mirë, i lëbyrur, i lëbyrtë (për sytë). *kishte sytë të veshur.*
8. Që është veshur disa here, i mbajtur, i përdorur (për rrobat). *Xhaketë e veshur. Pantallona të veshura.*
VESHVERDHË,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Lloj qefulli me trup të vogël, që i ka kapakët e verzave me nga një pike të verdhë, veshar.
VESHVOGËL *mb.* Që i ka llapat e veshëve të Vogla. *Dele veshvogël.*
VET (i,e) *pron. vetv. sh.* ~ (të), ~A (të). 1. I tij (kur ka të bëjë me kryefjalën e fjalisë dhe lidhet me të). *Mori gjënë e vet. E pa me sytë e vet. E tha me gojën e vet. I ka njerëzit e vet. Rrinte në shtëpinë e vet. Çdogjë në vend të vet. I tha nga ana e vet. Guri është i rëndë në vend të vet.fj.u. Shprehu mendimin e vet. për këtëflet në veprën e vet.*
2. *si em.* Njeri i afërm më të cilin dikush ka lidhje gjaku, farefisnie ose lidhje të ngushta miqësie; njeriu, të cilin dikush e do dhe i beson shumë. *Shkoi tek të vetët.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të përemrit. *Ngul këmbë në të vetën. E bëri të vetën* a) e përvetësoi; b) atë që kishte mundësi të bënte e bëri. *U mundua me atë të vetën* u mundua me sa kishte fuqi. *E çoi në vend të vetën* nguli këmbë e u be siç tha ai, i shkoi e tija. *Ai të vetën se të vetën* ai ngul këmbë me kokë-fortësi dhe sillet e vepron ashtu siç mendon vetë, nuk heq dorë në asnjë mënyrë nga mendimi i vet ose nga rruga që ka nisur.
Me forcat e veta (toaa) *shih te* FORCË,~A. Ecën me këmbët e veto *shih te* KËMBË,~A. Fërgohet (skuqet, tiganiset, dngariset) me dh]amin e vet *shih te* DHJAMË,~I. Frikësobet (ka frikë, tutet) nga hija e vet *shih te* HIJE,~A. Fshibet pas gjuhës se vet *shih te* GJUHË,~A i. Ha këmbët e veta *shih te* HA. Është në ditët e veta *shih te* DITË,~A. Lahet me lëngun e vet *shih te* LËNG,~U. E mat me kutin e vet *shih te* KUT,~I. Mbahet pas flokeve te vet *iron, shih te* FLOK,~U. Ështe mbyllur nS lëvozhgën (në guaskën) e vet *shih te* LËVOZHGË,~A. Shkon në bukë të vet *shih te* BUKË,~A. Veproo me (me) kokën e vet bën ashtu siç mendon vetë, nuk i pyet të tjerët. I quaj gjërat me emrin e vet *libr. shih tek* EMËR,~RI. Nuk sheh me larg (me tiitje) se hunda e vet (përtej hundes së vet) *shih te* HUNDE,~A.
VETADMINISTRlM,~I *m. libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VETADMINISTROJ, VETAD-MINISTROHEM.
2. Sistetn borgjez i administrimit, që kanë vendosur revizionistët modernë në ndërmanrjet e tyre ekonomike e në të gjitha fushat e jetës, i cili paraqitet gjoja si zbatim krijues i demokracisë e i pjesëmarrjes së po-pullit në qeverisje, por në të vërtetë e largon klasën punëtore nga drejtimi e kontrolli i shtetit dhe ia heq mundësinë të mbrojë interesat e saj të përgjithshme, nxit anarkinë, zhvillimin e pabarabartë e konkurren-cën, krijon pështjellim politik e ideologjik, diferencime të mëdha shoqërore e shthurje në jetën shpirtërore, ushqen individualizmin borgjez dhe e kthen pronën shoqërore në prone të një grupi drejtuesish, të bor-gjezisë së re, e cila përvetëson mbivlerën dhe pasurohet në kurriz të punëtorëve e të masave të tjera punonjëse. *Vetadministrimi jugosllav. Sistemi i vetadministrimit. Organet e vetadministrimit.*
VETADMINISTRfOJ *kat.,* ~OVA, ~CAR *libr.* 1. Vetëqeveris. *Vetadministron ekonominë. E drejta për të vetadministruar.*
*1.* Zbatoj sistemin e vetadministrimit, drejtoj me sistemin e vetadministrimit (në vendet borgjeze e re-vizioniste).
VETAOHURIM,~I *m. libr.* Adhurim i vetvetes, vlerësim i tepruar i cilësive dhe i aftësive të veta.
VETAKCZË,~A . *libr.* Akuzë kundër vetvetes. VETAKUZlM,~I *m. libr.* Akuzimi i vetvetes.
VETASGJËSlM,~I *m. libr.* Asgjësim i vetvetes. *Procesi i vetasgjësimit.*
VETE,~JA *përem. vetv.* 1. Përdoret për të tre-guar zakonisht njeriun (me rrallë kafshën a sendin),
që në të njëjtën kohë e kryen dhe e pëson një veprim; unë, ti, ai (ajo) ose ne, ju, ata (ato) e jo një tjetër a të tjerë. *Eshtë i zoti i vetes. Laj veten. E ndiej veten mirë (keq). E man veten. S'u dhimbset vetja. Ç'i du-ket vetja? I dha zemër vetes. Mori veten me qafë. Vrau veten. Ia bëri të keqen vetes. Nuk e kontrollon dot veten. Mban veten me shpresë. Ta shohim veten si në pasqyrë.*
2. Përdoret me parafjalë me kuptimin e përemrave vetorë të çdo vete e të çdo numri dhe i përgjigjet krye-fjalës në fjali. *Kërkon shumë nga vetja. Flet me vete. Tha me vete. E mori (e solli) me vete. E pleqëroi me vete. Punon për vete. E mbajti për vete. Kujdesej vetëm për vete. E mori*

*pas vetes. Unë për vete,...* unë..., unë vetë..., nga ana ime...

3. *si em.* Një njeri i veçantë, person. *Mos mendo vetëm për veten tënde! Këtë e kam nga vetja ime.*

4. *si em. euf.* Vendi ku janë herdhet, vendi i hollë, vendi i keq; herdhet. *dhemb vetja. I ra në vete. I ra vetja* u rrënxua. *V këput ndër vete* u rrënxua.

Mi vete a) veçan, veç e veç; i ndarë; i pavarur nga të tjerët, që s'ka lidhje më të tjerët, i mëvetësi-shëm, i vetëm; b) i veçantë, që s'ngjan më të tjerët, që ka një vlerë a rëndësi të veçantë, jo i rëndomtë. S'e bej veten *shih te* BËJ. U be (doli) me vete u veçua, unda. E bëri me (per)vete (pas vetes) *dike* e tërhoqi dike, e bëri që ta dojë, i fitoi zemrën; e bëri që të ve-projë sipas qëllimeve a interesave të tij. Bie në vete (në mendie) *shih te* BIEi-U çel ndCr vete *shih te* ÇE-LEM. S'e deshi veten (të gjallët) *shih te* DUA. Digjet ndtr vete *shih te* DIGJEM. Gën)ea vete mbahet me shpresa të kota, shpreson me kot. Grinet me vete *shih te* GRIHEM. E gjeti veten *libr.* e kuptoi, i për-caktoi mirë prirjet e veta; filloi t'i shfaqë nëshkallën më të lartë aftësitë e veta. Nuk ështe aë vete mendon, sillet a vepron në mënyrë jo normale, nuk e ka men-djen në vend, e ka humbur toruan; bën marrëzira. Nak e Jep veten *shih te* JAP. E ka me vete *dike* a) është isigurt se e përkrah a e ndjek, nuk e tradhton; b) e ka nën urdhër. La] veten *shih te* LAJ g. E lëshoi veten *shih te* LËSHOJ. Marr mbi vete (mbi shpatulla, mbi cope) *diçka shih te* SHPATULL,~A. E mori veten *shih te* MARR. E mblodbi veten *shih te* MBLEDH. Mih (prashit) para vetes shikon punën e tij; nuk ndër-hyn në punët e tjetrit. për vete e bëri (e ka) thuhet kur dikush bën një veprim zakonisht jo të mirë, nga i cili në fund të fundit, do të ketë pasoja ai vetë; ç'të bësh, gjen. Vetë me vete me vetveten. E vuri nën vete *dike* a) e vuri nën kontrollin e vet a nën urdhrat e veta; b) e mundi, e mposhti, e bëri që t'i bindet a t'i nënshtrohet; c) ia kaloi në diçka, u be me i zoti. Erdhi në vete (ndër mend) a) fitoi vetëdijen pas të fikëtit, u përmend; filloi ta ndiejë veten të qetë, u qetësua (pas një shqetësimi të madh, pas një fatkeqësie etj.); b) erdhi në rrugë të mbarë, bëri kthesë për mirë, i ra mendjes pas, i vuri gishtin kokës. Vrafsh veten! *shih te* VRAS. E zbuloi veten *shih te* ZBULOJ. Nnk i bën hije (as) vetes *shih te* HIJE,~A. I bin qejfln vetes *keq. shih te* BËJ. U be zot i vetes *shih te* ZOT,~I n. I digjet rrogozi (basra) nën vete *shih te* RROGOZ,~I. Ha veten me dhëmbë *shih te* DHËMB,~I. Ha veten nën Kknrë *shih te* LËKURË,~A. I ka hyrë vetja në qeif i pëlqen vetvetja, i vlerëson tepër lart aftësitë e cilësitë e veta, i është rritur mendja, mbahet më të madh. S'e ka në dorë veten *shih te* DORË,~A 4. Ka (është) kokë me vete bën siç mendon vetë, nuk i pyet të tjerët, mendon e vepron sipas kokës së vet,s'do t'ia dijë për askënd; është kokëkrisur. Paç veten me qafë! *shih te* QAFË,~A. E mori pajë me vete it(A *te* PAJË,~A i. Nak mban pluhur mbi vete iAM " PLUHUR,~I. E mbante qefinin me vete *shih te* QEFIN,~I. I tëiheq (i heq) kërraba nga vetja *keq. shih te* KËRRABË,~A. Shati tërbeq nga vetja *fj.u. keq. shih te* SHAT,~I. Ta shkon (ta çon, ta lëshon, ta fut, ta kalon) ujët (ujin) nën vete (nën rrogoz, nën baser) *shih te* RROGOZ, ~I. E vuri punën nën vete e vuri punën përpara, eci përpara, përparoi. E vë veten në lëkurën *e dikujt shih te* LEKURË.~A. I vjen tëj hajë veten *dikujt* a) është në një gjendje shumë të vështirë, po nuk di nga t'ia mbajë, nuk gjen dot rrugëdalje; b) ka bërë një veprim të gabuar pa e kup-tuar këtë në kohën e duhur dhe është penduar thellë me vonë, po nuk ka asnjë mundësi për ta ndrequr punën. Preje për vete e vIshma mua! *shih te* PRES i.

VETE *jokal.,* VAJTA, VAJTUR. 1. Lëviz në një drejtim të caktuar, shkoj nga një vend zakonisht me i afërt në një tjetër më të largët; drejtohem diku për një qëllim të caktuar, shkoj diku (me këmbë ose me një mjet udhëtimi). *Vete në shkollë. Vajti në fshat. Vete për gjah. Vajta për darkë. Vete me këmbë. Vete me makinë (me tren, me aeroplan). Venë e vijnë vullnetarët. Kishte vajtur me kohë. Rush vete në\ mulli, doemos do të përmiellet. fj.u.*

2. Arrij në një vend a në pikën e fundit të udhëtimi t; mbërrij, sosem. *Vajti shëndoshë. Vete shpejt treni. Vajti pas dy orësh. Letra vajti dorë me dorë. Nuk vete dot brenda ditës.*

3. *vet. veto III.* Ka një drejtim të caktuar, lëviz në një drejtim të caktuar, shtrihet, kalon diku. *Lu-menjtë venë nga Lindja në Perëndim të Shqipërisë. Hekurudha vete nga Tirana në Përrenjas. për ku vete kjo udhë? Vija telefonike vete në të gjitha fshatrat.*

4. *vet. veta III.* Arrin a shkon deri në një largësi të caktuar, përhapet, kalon (për zërin, për një lajm etj.). *Shqipërisë i ka vajtur zëri në gjithë botën. Vajti lajmi deri në qytet. Vajti fjala se...*

*5. vet. veta 111 fig.* Vijon e zgjatet brenda një kohe të caktuar; vjen një kohë a një cast i caktuar; shkon, kalon; qëndron, duron për një kohë në kushte të caktuara. *Vajti një vit. Vajtën disa ore. Vajti kohë që presim. Sa vajti ora? Vajti dreka. Vajti vera. Vajti dita. Mishi nuk vete me shumë se dy ditë. Këpucët s'i vajtën me shumë se një vit.*

6. *vet. veta 111.* Rrjedh diçka, del prej diku, shkon. *vajtën lotët çurg. I vete gjaku curril. Vete tym nga oxhaku. I vajti gjak nga hundët.*

7i *vet. veta III fig.* Arrin në një pike a në një shkallë, shkon. *Sa vajti përqindja? Sa vajti numri? Sa vajti ditd e punës në kooperativë? Sa vajtën të ardhurat e sivjetme ?*

8. *fig. Bised.* Kam përfundime të caktuara në shkollë, Inë një punë, në një detyrë etj.; jam në një gjendje a *np* kushte të caktuara; shkoj. *Si vete me mësime? Vete mirë në të gjitha lëndët. Si vete me punë? Si vete me shendet?*

9. *fig. bised.* Kaloj nga një gjendje në një tjetër, shkoj. *Po vete mirë e me mirë. Populli shqiptar po vete nga fitorja në fitore. Fshati ka vajtur përpara.*

10. *vet. veta HI fig. bised.* Kryhet, bëhet a zhvillohet diçka në një mënyrë të caktuar; ecën diçka, përparon; shkon. *Puna vajti mirë (mbarë, sahat, ters). Çështja po vete drejt zgjidhjes. Gjërat vajtën me mirë nga ç'e prisnim. Si vajti mbledhja? U vajti mbarë gjuetia. Të vaftë mbarë! ur. Të vaftë pushka mbarë! ur.*

11. Shkoj diku rregullisht ose përgjithnjë për një punë; marr një detyrë a një shërbim të caktuar, marr pjesë diku. *Vete me bagëti (në are). Vajti ushtar. Vajti në universitet. Vajti në kurs. Vajti për speciali- ' zim. Vajti për të banuar në fshat (për të punuar në mi-nierë). Vajti te burri. bised.* u martua.

12. *bised.* Mbush një moshë të caktuar, jam në një moshë të caktuar, bëhera. *Vajti tridhjet vjet.*

13. *vet. veta III bised.* Punon, funksionon (për një mekanizëm, për një makineri etj.). *Ora (makina) vete mirë. Radioja s'më ka vajtur mirë.*

14. Jam në marrëdhënie të caktuara me dike; sho-qërohem me dike, rri me të; shkoj. *Vete mirë (keq) me dike. Me thuaj me kë vete të të them se kush je'.fj. u.*

15. *vet. veta 111 fig.* Me bie për shtat diçka, me për-shtatet, me shkon; shkon. *Nuk të vete kjo ngjyrë. Nuk vete rakia pas buke. Kjo s"vete fare.*
16. *vet. veta HI fig. bised.* Ka vlerë, vlen; shkon. *Kjo para nuk vete me. Atij i vete fjala* e dëgjojnë. *Nuk të venë tek ai këto gënjeshtra.*
17. *vet. veta HI fig. bised.* Harxhohet diçka, shpen-zohet. *U vert in shumë para për dasmë.*
18. Shkon; kushton, shitet. *Vajti bosh. Vajti dëm. Sa të vajti kostumi? Sa vajti gruri (tërshëra, gjalpi) ?*
19. *vet. veta III bised.* Ka të bëjë a lidhet me dike a me diçka, bëhet, bie, qëllon. *Biseda vete për...*
20. në *kr. thj. fig. bised.* Nuk jeton me, nuk është, iku, vdiq; mbaroi. *Vajti edhe ai njeri.*
21. Përdoret në togje foljore kur flasim me keq-ardhje a me zemërim për diçka të, papritur e të padë-shirueshme. *Ku vajti e na gjeti këtu! Ku vete e i del përpara tashti!*
22. Përdoret në togje foljore me kuptimin "nis, filloj, bëj." *Vajti tëdilte, por e ndalën. Vete e kap për krahu.*
23. Përdoret si folje gjystnëndihmëse bashkë me një folje tjetër për të treguar se veprimi vijon pa ndërprerje e rritet shkallë-shkallë. *Sa vete e bëhet me i mirë (me i bukur).*
•*k* Në djall të vejë (të shkojë)! *mallk. thjeshtligj. shih te* DJALL, ~I. Vajti (sbkoi) në djall *shih te* DJALL, ~I. Mirë vafsh (vafsh shëndoshë)! *ur.* udha e mbarë! Shkoi e vajti *diçka shih te* SHKOJ. S'pa (udhën) nga vajti (nga shkoi) *shih te* SHOH. I vete pas avazit *shih tek* AVAZ,~I. Si do t'i vejë (si do t'i dale) filli *dikujt a diçkaje shih te* FILL,~I. Do të vejë në fis *keq. shih te* FIS,~I. S'më vete goja s'më pëlqen të them diçka. Sa s'ka ka të vejë (të shkojë) me (sa s'ka me) *shih te* KAM. I vajti koka u vra; vdiq, iku, mbaroi. Ka vajtur (ka shkuar) larg *shih te* LARG. Me vete (me shkon) mendja për diçka *shih te* MEND-JE,~A. Vete (shkoj) me mendje (me mendimin) se... *shih te* MENDJE,~-A. I vajti në mykë për *diçka shih te* MYKË,~A. Me vete (me shkon) syri *t e di -kush a te diçka shih te* SY,~'RI. I vete (i shkon) për shtat *dikujt shih te* SHTAT, ~I. I venë (i shkoj-në) shtatë *thjeshtligj. shih te* SHTATË. Vajta në tale *shih tek* TALË,~A. I vete (i shkon) pas ujërave *shih tek* UJË,~I. I vajti në vesh *dikujt shih te* VESH, ~I. Me vete (me shkon) në zemër *diçka shih te*ZEMËR,~RA3. Me vete sipas zemrës *shih te* ZEMËR,~RA 3. Prapa diellit të vejë! *mallk. shih te* DIELL,~I. MS vajti buka pas kurrizit *shih te* BUKË, ~A. Vajti te molla e kuqe *shih te* MOLLË,~A. Vafsh shëndoshë ti! ti je në rregull, i ke mirë punët, je mirë, të lumtë ty!
VETECËS,~E *mb. libr.* Që ecën vetë (për mjete të tilla si ekskavatorët etj.)
VETEDUKlM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes VETEDUKOHEM. *Vetedukimi i nxënësve (i fëmijëve).*
2. Metodë revolucionare për edukimin e njeriut nëpërmjet punës e veprimtarisë së përditshme për ndërtimin e socializmit, nëpërmjet aksioneve kon-krete, gjatë të cilave ai shndërron edhe yetveten, duke mësuar vetë nga jeta; veprimtaria e dikujt për edukimin e vetvetes.
VETEDUKOHEM *vetv.,* ~OVA (u), ~UAR. Edu-kohem duke marrë pjesë gjallërisht në veprimtarinë e përditshme për ndërtimin e socializmit, nëpërmjet punës e aksioneve konkrete, duke mësuar vetë nga jeta; edukoj vetveten. *Vetedukohen në punë (në sho-qëri, në kolektiv).*
VETERAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Luftëtar i vjetër e me përvojë, atdhetar i vjetër, pjesëmarrës në shumë luftime e beteja kundër armikut; ai që ka qenë partizan e ka marrë pjesë që në vitet e para në Luftën Nacionalçlirimtare. *Veteran i Luftës Nacional-çlirimtare. Veteranët e luftës të popullit shqiptar. Kon-ferenca e veteranëve të luftës. Komiteti Kotnbëtar i Veteranëve të Luftës të Popullit Shqiptar.*
*2.* Njeri që ka punuar për shumë kohë në një fushë të caktuar të veprimtarisë shoqërore, punonjës i vjetër e me merita të mëdha në një fushë të caktuar. *Veteran i lëvizjes revolucionare (i ndërtimit të socializmit). Veteran i Bashkimeve Profesionale. Veteran i shkencës (i arsimit, i shtypit). Veteranët e minierës (e ndërmarrjes).*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit. *Luftëtar (atdhetar) veteran. Arsimtare veterane. Lojtar veteran. Ndërmarrje veterane.*
VETERANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VETERAN, ~I. *Veterane e Luftës Nacionalçlirimtare (e luftës të popullit shqiptar). Veterane e skenës (e shëndetësisë popullore, e tregtisë socialiste).*
VETERINAR,~E *mb.* Që lidhet me veterinarinë, që ka të bëjë me veterinarinë, i veterinarisë; që merret me veterinari. *Mjek veterinar. Shërbimi veterinar. Laborator veterinar. Kontroll veterinar. Mjekësia veterinare. lnstituti i Kërkimeve Veterinare.*
VETERINARl,~A . Tërësia e shkencave për së-mundjet e kafshëve shtëpiake dhe për mjekitnin e tyre; parandalimi dhe mjekimi i sëmundjeve të kafshëve shtëpiake. *Veterinaria shqiptare. Punonjësit e veterinarisë.*
VETERINER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Specialist në veterinari, mjek veterinar. *Veterineri i kooperativës.*
VETERINERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VETERINER,~I.
VETERRIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shteg që hapet në vijën e ujit për ta kthyer këtë në are.
VETË,~A i . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Njerëz, fry-më. *Pesë veta. Shumë veta. Mungonin tre veta. Darkë për dhjetë veta. Jam një vetë.*
VETË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *gjuh.* Kategori gramatikore e foljes, që tregon lidhjen ndërmjet ve-primit e folësit (d.m.th. tregon se kush e kryen a e pëson veprimin) dhe që shprehet me anën e trajtave të foljes gjatë zgjedhimit e me anën e disa përemrave, që quhen "përemra vetorë". *Veta e parë (e dytë, e tretë). Vetat e foljes. Zgjedhoj foljen sipas vetave.*
VETË *përem. vetv.* 1. Përdoret zakonisht pranë një emri e një përemri vetor (të shënuar a të nënkuptuar) ose në vend të tij dhe tregon se dikush e bën një ve-prim ose e përjeton diçka drejtpërdrejt, unë (ti, ai, ne...) dhe jo tjetërkush. *Ai e pa vetë. E kanë ndër-tuar vetë nxënësit. U bënë vetë punonjësit zotër të vendit. E lashë vetë. Të rroni vetë! ur.* kur ngushëllojmë dike për vdekjen e një të afërmi. *Vetë e di ç'kam he-qur. Edhe ata vetë duhet të marrin pjesë.*
2. Përdoret për të treguar se bëhet fjalë për një njeri a për një send të caktuar, për ta dalluar atë nga të tjerët, me kuptimin "pikërisht ai ose ajo, askush tjetër përveç atij a asaj; pikërisht edhe ai ose ajo". *E dëgjova nga vetë goja e tij. Ajo vetë me tha. Ata vetë nuk e dine. E zgjidh vetë jeta. E tregon vetë puna. Të vijë ai vetë!*
3. Përdoret për të treguar se një veprim a një gjend-je shkon ose shtrihet deri te një njeri a send i caktuar, me

kuptimin “gjithashtu, edhe”. *As unë vetë nuk e prisja. Punojnë vetë drejtpërdrejt në prodhim.*
4. *përd. ndajf.* Pa ndihmën a pa ndërhyrjen e të tjerëve, me forcat e veta, vetëm; vetiu; në mënyrë automatike. *E bëj vetë këtë punë. Gatuan vetë. Erdhi vetë. I qepte rrobat vetë. I plotëson të gjitha nevojat vetë. la doli mbanë vetë. Mbin vetë. Plaga u mbyll vetë. Dera u hap vetë. Ngarkohet (shkarkohet) vetë.*
•*k* Vetë i dytë... së bashku me një tjetër, dy veta. Vetë me vete *shih te* VETE,~JA. E di vetë është puna ime, me përket mua, e zgjidh unë, e di unë si e zgjidh diçka. Flet puna vetë *shih te* PUNË,~A. Është dora vetë (vetë dora) *shih te* DORË,~A. Është dora vetë për *diçka shih te* DORË,~A. Është vetë ind e vetë majësii7i *tek* IND,~I. Vetë shkruan, vetë vulos *shih te* SHKRUAJ. Vetë zot, vetë shkop *shih te* ZOT,~I II. Kush i bën varrin sbokut, bie vetë brenda *fj. u. shih te* VARR,~I 4.
VETË *fjalëform.* Pjesa e parë e fjalëve të përbëra, që u përgjigjet kuptimeve të fjalëve: a) “i vet, i vetvetes, për vetveten, nga vetvetja, te vetvetja, veten etj.” (p.sh. vetëbesim, vetëdashje, vetëkënaqësi, vetëlavdë-robem, vetëmohim, etj): b) “vetë” (p.sh. vetëdrejtim, vetëlëvizje, vetëqeverisje, vetësbkarkues, vetëvepruw etj.).
VETËBARTËS,~E *mb. tek.* Që e bart diçka vetë a në mënyrë automatike, vetëtransportues.
VETËBESlM,~I *m. libr.* Besimi në vetvete a në forcat e veta. *Vetëbesim i tepruar. Ka vetëbesim.*
VETËBlNDJE,~A . *libr.* Bindja që kemi formuar vetë për diçka; bindje e vetvetes. *Me vetëbindje. Krijoi vetëbindje.*
VETËDASHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* 1. Ai që është i prirur për të vepruar sipas dëshirës a sipas vull-netit të vet, pa i pyetur të tjerët; ai të cilit i pëlqen vetja; egoist.
2. Ai që bën një punë me dëshirën e vullnetin e vet, ai që del vullnetar për të kryer një punë, vullnetar. *Shkruheshin vetëdashës. U mblodhën vetëdashësit.*
^ETËDASHJE,~A 1. Dëshira a vullneti që ka vetë dikush për të kryer diçka pa u nxitur a pa u getyruar nga të tjerët. *E bëri me vetëdashje. U nis me vetëdashje.*
2. *vjet.* Të dashurit e vetvetes, kujdesi i tepruar ve-tëm për vetveten, egoizëm.
VETËDEMASKIM,~I *m. libr.* Demaskimi i Vetvetes zakonisht pa dashje, nxjerrja në shesh nga dikush e të metave, e gabimeve, e fajeve që ka bërë ai vetë, zbulimi i vetvetes. *Vetëdemaskimi i revizionistëve. Mjet vetëdemaskimi.*
VETËDËNlM,~'I *m.* Dënimi që vetë dikush u bën veprimeve që ka kryer a qëndrimeve që ka mbajtur, dënimi i vetvetes.
VETËDIJE,~A . 1. Aftësia që ka njeriu për të njohur e për to kuptuar botën që e rrethon dhe vetveten, për të gjykuar e vepruar në mënyrë të vullnet-shme. *Me vetëdije të plotë. Vetëdijae njeriut. Ertësimi (twrpullimi) i vetëdijes. Humbi vetëdijen. E bëri me vetëdije (pa vetëdije). Materia është parësore, vetëdija është dytësore.*
2i Aftësia e njeriut ose e një grupi njerëzish, e formuar historikisht nga vetë jeta, për të kuptuar qarië qenësinë e vet, vendin e detyrën e vet në jetën shoqërore dhe për të mbajtur një qëndrim të caktuar në kushte e rrethana të ndryshme; ndërgjegje. *Vetë-dija\ klasore (kombëtare). Zhvillimi i vetëdijes shoqërore. Humbi vetëdijen. Rritet vetëdija politike e ma-savëpunonjëse.*
3. Ndërgjegje. *Vetëdije e pastër (e lartë). Punon me vetëdije.*
VETËDfJSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është i aftë të gjykojë, t'i kuptojë veprimet e veta e të për-gjigjet për to, që ka vetëdije. *Qenie e vetëdijshme.*
2. Që vepron me vetëdije; që bëhet me vetëdije të plotë; i ndërgjegjshëm. *Njeri i vetëdijshëm. Disi-plinë e vetëdijshme. Veprime të vetëdijshme. Në mënyrë të vetëdijshme. Është i vetëdijshëm. U be i vetëdijshëm për detyrat që ka.*
VETËDREJTIM,~I m. *libr. 1.* Veprimi dhe gjend-ja sipas kuptimeve të foljeve VETËDREJTOJ, VETË-DREJTOHEM. *Vetëdrejtimi i predhës. usht. Meka-nizmi i vetëdrejtimit. usht.*
2. E drejta e dikujt për të vetëdrejtuar; mënyra se si vëtëvepron dikush. *Vetëdrejtim revolucionar.*
VETËDREJTOHEM *vetv. libr.* 1. Drejtohem vetë, vetëqeverisem.
2. *vet. veta HI usht.* Drejtohet vetë, në mënyrë au-tomatike, për në objektivin e caktuar (për një predhë).
3. *Pës. e* VETËDREJTOJ.
VETËDREJTOJ *kal.* dhe *jokal,* ~OVA, ~UAR *libr.* Drejtoj vetë vendin a shtetin tim, vetëqeveris, kam he dorë dhe përcaktoj vetë të ardhmen time. *Te ne populli vetëdrejton vendin. Këtu vetëdrejtqn populli.*
VETËFLIJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Flijimi
i vetes dhe i interesave vetjake për të rairën e përgjith-shme a për një ideal të lartë. *Vetëflijim her oik.*
VETËFLIJOHEM *vetv.,* ~UA (n), ~UAR *libr.* Bëhem fli, bëj fli veten.
VETËGROPOSEM *vetv.,* —A (u), ~UR *usht.* Hap pozicionin e mbrojtjes, ndërtoj pozicionin për të bërë qitje barkas, në gjunjë ose në këmbë, zë pozicionin a llogoren për mbrojtje a për qitje.
VETËGROPOSJE,~A *usht.* Veprimi sipas kup-timit të foljes VETËGROPOSEM.
VETËGJYKIM,~I *m.* 1. *drejt.* Vetëgjyqësi.
2. *libr.* Mendim a gjykim për diçka sipas mendjes si me.
VETËGJYKOJ *kal,* ~OVA, ~UAR *libr.* E gjykoj, e vlerësoj vetë punën a sjelljen time; gjykoj dike a diçka vetë, sipas mendjes sirae.
VETËGJYQËSl,~A *drejt.* Ushtrimi i një të drej-te prej personit që i përket ose që kujton se i përket dhe që nuk njihet nga tjetri në kundërshtim me ligjin dhe pa iu drejtuar organit shtetëror të caktuar.
VETËHELMlM,~I *m. libr.* Helmimi i vetvetes; helmimi i vetes pa dashje.
VETËKALITJE,~'A . *libr.* Kalitje e vetvetes në punë e në vështirësi ose duke u marrë me sport e me
gjimnastikë.
VETËKËNAQ *kal.,* ~I, —UR *libr.* E bën të kë-naqet me atë që ka arritur dhe të mos luftojë për të ecur më tej. *Nuk na vetëkënaqin sukseset.*
VETËKËNAQEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Kënaqem me atë që kam bërë ose që kam arritur dhe nuk luftoj për të ecur më tej, bie në vetëkënaqësi. *Nuk vetë-kënaqemi me përfundimet e arritura. Vetënaqej me pak.*
VETËKËNAQËSI,~A . Kënaqësia e veçantë që ndien dikush për atë që ka bërë a që ka arritur; prirje e dëmshme për t'u kënaqur me atë që kemi bërë dhe për të mos luftuar për arritje të mëtejshme; të qenët i kënaqur me vetveten. *Frymë (shenja, shfaqje) vetëkënaqësie. Shpreh (tregon) vetëkënaqësi. Ngjal vetëkënaqësi. Të mos biem në vetëkënaqësi. Nuk ka vend për vetëkënaqësi.*

VETËKËNAQJE,~A . *libr. 1.* Gjendja sipas kuptimeve të foljeve VETËKËNAQ, VETËKËNA-QEM.
2. Vetëkënaqësi. *Ndjenja e vetëkënaqjes. Prirje për vetëkënaqje.*
VETËKËNAQUR (i,e) *mb. libr.* Që është i kënaqur me vetveten, që ndien kënaqësi për atë që ka bërë dhe nuk lufton për arritje të reja, që ka rënë në vetëkënaqësi. *Njeri i vetëkënaqur.*
VETËKONTROLL,~I *m.* Aftësia për të kontro-lluar sjelljet, qëndrimet e veprimet e veta me qëllim që të zbulohen të metat e gabimet e të ndreqen ato; aftësia për të kontrolluar ndjenjat e dëshirat e veta a për të përmbajtur vetveten; kontrolli i vetvetes, të-rësia e veprimeve që bëhen për të kontrolluar veten. *Mungesa e vetëkontrollit. Humbi vetëkontrollin. Ven-dos (forcoj) vetëkontrollin.*
VETËKRITlK,~E *mb.* Që mban qëndrim kritik kundrejt të metave të veta, që zbulon e pranon haptasdhe me vetëdije gabimet e veta dhe përpiqet t'i ndreqë; që përmban vetëkritikë; autokritik. *Qëndrim vetë-kritik. Diskutim vetëkritik. Frymë vetëkritike.*
VETËKRITlKË,~A . Zbulimi, pranimi i vetëdij-shëm dhe dënimi i gabimeve të veta për t'i ndrequr; qëndrimi kritik kundrejt të metave të veta në punë, në sjellje etj. si metodë revolucionare e zhvillimit të shoqërisë socialiste; autokritikë. *Vetëkritike e sinqerlë. Forcimi (gjallërimi) i vetëkritikës. Bëri vetëkritike,*
VETËKUPTlMSHËM (i), ~ME (e) *mb. gjuh.* Që ka kuptim leksikor të mëvetësishëm dhe funksionon si gjymtyrë e fjalisë; i mëvetësishëm. *Fjalë e vetëkup-timshme.*
VETËKUPTOHET *vetv.,* ~UA (u), ~IJAR. Kup-tohet vetiu, del vetë e qartë nga sa dihet, sa thuhet a nga ajo që bëhet, prandaj s'ka nevojë për shpjegime të tjera. *Vetëkuptohet kjo punë. Vetëkuptohet se...*
VETËKUPTtJESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që kup-tohet vetiu, që mund të kuptohet vetë qartë nga ato që thuhen, që dihen a që bëhen dhe nuk ka nevojë për shpjegime të tjera. *Gjë e vetëkuptueshme. Është e vetëkuptueshme se...*
VETËLAVDËRIM,~I *m. libr.* Lavdërimi që dikush i bën vetvetes, lavdërim që u bën dikush aftësive e veprimeve të veta.
VETËLËVIZËS,~E *mb. spec.* Që lëviz vetë; që vihet në lëvizje me anë të një motori a të një burimi energjie të vendosur brenda në të (për mjetet e tran-sportit etj.); që lëviz mekanikisht ose automatikisht. *Vagon (ekskavator) vetëlëvizës.*
VETËLËVIZJE,~A . 1. *filoz.* Lëvizje a zhvilHm në natyrë dhe në shoqëri, që e ka burimin ose shkakun në luftën e të kundërtave; lëvizje e brendshme që bëhet pa shtytës të jashtëm. *Vetëlërizja e materies. Vetë. lëvizja e yjeve. Shkaku (burimi) i vetëlëvizjes.*
*1. spec.* Lëvizja e diçkaje që bëhet vetiu, në më-nyrë mekanike a automatike. *Vetëlëvizja e thikës së makinës.*
VETËLIDHJE,~A . *usht.* Përcaktimi në hartë i vendndodhjes së një njësie ushtarake sipas pikave a koordinatave të caktuara. *Vetëlidhje topografike. Bënë vetëlidhjen.*
VETËLIND *jokal.,* ~I, ~UR. 1. *biol.* Lind vet-vetiu, lind vetë (për një qenie).
2. Lind bashkë me njeriun; trashëgohet (për një veti a tipar).
VETËLINDJE,~A . *biol.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljes VETËLlND. *Vetëlindja e qenieve të gjalla. Vetëlindja e jetës.*
VETËLINDUR (i,e) *mb. libr.* Që lind së bashku me njeriun, që e ka dikush qëkurka lindur;i natyr-shëm. *Veti e vetëlindur. Tipar i vetëlindur. E metë e vetëlindur.*
VETËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është vetëm një, që s'ka tjetër si ai a si ajo (për fëmijë, vëlla ose motër); që s'ka tjetër të tillë. *Djalë i vetëm. Vajza (bija) e vet me. Motra e vetme. Fitorja e socializmit në një vend të vetëm. Parti e vetme politike. E ka të vetëm. Është fëmijë i vetëm. E ruan si syrin e vetëm. Është kopja e vetme që ka biblioteka.*
2. Q4 ka mbetur vetëm, q" s'ka njerëz të afërm a farefis; që s'ka familje; që s'ka krahë të' tjerë pime ose ndonjë që ta ndihmojë. *Fill i vetëm. Ishte i vetëm. Jetonte i vetëm. Mbeti i vetëm.*
3. Që është i veçuar nga të tjerët, Që nuk rri bashkC më të tjerët, që ndahet veçan; që është pa shokë a pa shoqërues; që nuk ka ndonjë tjetër aty pranë. *Udhëtar i vetëm. Edhe një i vetëm* edhe vetem një. *Delen e vetme e ha ujku. fj. u.*
4. Që është një i tërë dhe i pandarë; i bashkuar. *Si një trup i vetëm. Shkruhet si një fjalë e vetme.*
5. Që është i njëllojtë për të gjithë, i përbashkët; i njësuar. *Një gjuhë e vetme letrare. Një disiplinë të vetme për të gjithë. Kane një qëllim të vetëm.*
6. Askush tjetër a asgjë tjetër përveç këtij ose kësaj, vetëm ky ose ajo (përdoret në trajtë të shquar përpara emrave). *E vetmja kafshë në botë, I vetmi njeri që do. E vetmja dëshmi që njihet. I vetmi sport që me pëlqen.*
7. Gjithnjë i njëjtë, i pandryshuar. *Rrinte në një vend të vetëm.*
8. *Përd. em.* sipas kuptimit 2 të mbiemrit. *vetmi e kishte shumë vështirë.*
• Është i Tetmi për (në)... shquhet, s'ka shok, dallohet mbi të gjithë.
VETËM. I. *ndajf.* 1. Pa familje, pa të afërm a farefis; duke mos pasur njeri, pa krahë të tjerë pune, pa pasur njeri që ta ndihmojë e ta përkrahë. *vdiqën të gjithë, ka mbetur vetëm.*
*2.* Veçan a ndaras nga të tjerët, jo bashkë më të tjerët; pa shokë a shoqërues, pa asnjë njeri aty pranë; pa ndihmën e të tjerëve. *Vetëm fillikat (fill). Vetëm për vetëm* krejt vetëm. *Banonte (jetonte, rrinte) vetëm. Qëndronte vetëm. Shkoi vetëm. E përballon vetëm.*
II. *pj.* 1. Përdoret për të veçuar një fjalë, një tog-fjalësh a një fjali ose për të kufizuar kuptimin e tyre. *Vetëm ai e di. Vetëm ti mund të me ndihmosh. Dë-gjohej vetëm zhurma e përroit. Kishte mbaruar vetëm shkollën fillore. Doli vetëm me këmishë. Rrinte vetëm në një vend. Dinte vetëm të shkruante emrin e vet. Shkoi vetëm sa ta lajmëronte.*
2. Përdoret në fjali të dëshirore e urdhërore për të theksuar ose për të përforcuar me shumë dëshirën, miratimin a urdhrin e shprehur; veç. *Vetëm të ishte nisur! Vetëm në mos ardhtë! Vetëm shko, mos pritl*
III. *lidh.* Po, mirëpo, megjithatë, veç. *Filmi ishte I bukur, vetëm ca i shkwtër.*
+ Vetëm se... veçse, por. Jo vetëm (që)..., por edhe... përdoret për të lidhur dy fjali a dy gjymtyrë të njëjta të fjalisë, prej të cilave e dyta theksohet me shumë se e para ose shpreh kundërshtim ndaj asaj që përmbahet në të parën. Jo vetëm që. •., porse... jo vetëm..., por edhe...

Vetëm e vetëm përdoret për të përforcuar shprehjen e një kufizimi.

VETËMASHTRIM,~I *m. libr.* Mashtrimi i vetvetes.

VETËMBJELLJE,~A . *biol.* Mb jell je natyrore, e cila bëhet vetvetiu me anë të farave të bimëve, që bien e përhapen në tokë.

VETËMBROHEM *vetv.,* ~JTA (u), ~JTUR-
Mbroj veten nga një armik, nga një sulm a nga një rrezik, mbrohem me forcat e mia a me ato mundësie mjete që kam. *Dime të vetëmbrohemi. Me qëllim që të vetëmbrohej.*

VETËMBROJTËS,~E *mb.* Që ka për qëllim të mbrojë veten me ato mundësi e mjete që ka; që bëhet për të mbrojtur veten a vendin e vet nga një armik. *Masë vetëmbrojtëse. Luftë vetëmbrojtëse.*

VETËMBROJTJE,~A . 1. Mbrojtja e vetvetes nga një armik, nga një sulm a nga një rrezik, mbrojtja me forcat e mia a me ato mundësi e mjete që kam; përpjekja që bën dikush për t'u vetëmbrojtur. *Ndjenja e vetëmbrojtjes. Veproi për vetëmbrojtje.*
2, Mbrojtja e vendit me forcat e veta dhe me mje-tet luftarake, më të cilat është armatosur gjithë po-pulli ushtar. *Forcat Vullnetare të Vetëmbrojtjes Po-pullpre. Çetat e vetëmbrojtjes popullore. Grup (report) i vetëmbrojtjes popullore. Masa për vetëmbrojtjen.*
3. Prirje e aftësi natyrore dhe e vetvetishme që ka njeriu a kafsha për të kundërvepruar menjëherë për-ball^ një rreziku, me qëllim që të mbrojë veten. *In-stinkti i vetëmbrojtjes.*

VETËMBURREM *vetv.,* ~A (u), ~UR *libr.* Mburr veten.

VETËMBURRJE,~A . *libr.* Mburrja e vetvetes. *Fjalë vetëmburrjeje.*

VETËMBUSHËS,~E *mb. usht.* Që e fut fishekun a predhën në fole në mënyrë automatike. *Pushkë vetë-mbushëse.*

VETËMJAFTUESHËM (i), ~ME (e) *mb. libr.* Që i ka të gjitha mundësitë për të plotësuar nevojat e veta, që nuk ka nevojë për tjetër gjë; që ka vlerë në vetvete, që ka kuptim në vetvete, që ka përmbajtje të mëvetësishme a të pavarur; i mjaftueshëm në vetvete. *Tërësi (madhësi) e vetëmjaftueshme. Njësi (morfemë) e vetëmjaftueshme. gjuh.*

VETËMJEKtM,~I *m. libr.* Mjekimi që i sëmuri i bën vetvetes. *Bar për vetëmjekim.*

VETËMOHtM,~I *m.* Flijimi i vetes dhe i intere-save vetjake për të mirën e përgjithshme, për të mbrojtur pronen e përbashkët shoqërore, atdheun e socia-lizmin; qëndrim heroik, pa kursyer vetveten, kur e kërkon nevoja. *Vetëmohim i lartë (komunist). Shem-bull vetëmohimi. Shpirti i vetëmohimit. Punë (përpjekjej plot vetëmohim. Tregoi vetëmohim. Kërkon vetëmohim. Luftbi me vetëmohim.*

VETËMOHUES,~E *mb.* Që flijon veten dhe in-teresat vetjake për të mirën e përgjithshme, për të mbrojtur pronën e përbashkët shoqërore, atdheun e socializmin; që shpreh vetëmohim; që kërkon vetëmohim. *Njeri vetëmohues. Me frymë vetëmohuese. Jetë vetëmohuese. Punë (luftë) vetëmohuese.*

VETËNDEZËS,~E *mb. spec.* Që merr flake vetë, që ka vetinë të ndizet vetiu. *Lëndë vetëndezëse.*

VETËNDEZJE,~A . *spec.* Veprimi sipas kupti-meve të foljes VETËNDIZET. *Pika e vetëndezjes.*

VETËNDIZET *vetv.,* ~EZ (u), ~EZUR *spec.*
1.: Ndizet vetë kur takohet me oksigjenin e ajrit.
2. Fillon të kalbëzohet a të prishet nga lagështia e tepërt që ka, ngrohet vetiu e hidhërohet a prishet nga lagështia që thith. *U vetëndez misri (mielli, bari).*

VETËNDRIÇUES,~E *mb. libr.* Që bën dritë vetë
pa e marrë nga ndonjë burim tjetër, që ka vetinë të jape dritë vetë. *Gaz vetëndriçues. Lëndë vetëndriçuese.*

VETËNGARKIM,~I *m.* Ngarkimi i diçkaje në mënyrë automatike. *Vetëngarkimi i automjeteve.*

VETËNGARKUES,~E *mb.* Që e ngarkon barren vetë, në mënyrë automatike. *Vinç vetëngarkues. Ma-kinë korrëse vetëngarkuese. Lopatë vetëngarkuese. min.*

VETËNGROHJE,~A . *spec.* Ngrohja e diçkaje vetë kur takohet me oksigjenin e ajrit; vetëndezje.

VETËNGJlZJE,~A . Ngjizja a mpiksja që bëhet vetiu.

VETËNGJIZUR (i,e) *mb.* Që është ngjizur a është mpiksur vetiu.

VETËNXlTJE,~A . *libr.* Nxitja e vetvetes.

VETËPADl,~A . *libr.* Padi që dikush i bën vetvetes, vetakuzë.

VETËPASTRIM,~I *m. spec.* 1. Pastrimi i vetvetes. 2. Pastrimi i diçkaje në mënyrë automatike.

VETËPËRBCZJE,~A . *libr.* Përbuzja e vetvetes, që lind nga ndjenja e turpit a e fajit ose nga një pendim i thellë.

VETËPËRGATITEM *vetv.,* ~A (n), ~UR *libr.* Përgatitem vetë, pa ndihmën e të tjerëve.

VETËPËRGATlTJE,~A . *libr.* Përgatitje që bën dikush vetë, pa ndihmën e të tjerëve.

VETËPËRMBAJTJE,~A . *libr.* Aftësia për të përmbajtur veten në raste shqetësimesh a fatkeqësish, përmbajtja e vetvetes; gjakftohtësi. *Vetëpërmbajtje e vetëkontroll. Tregoi vetëpërmbajtje. Humbi vetë-përmbajtjen.*

VETËPËRSOSJE,~A . *libr.* Përpjekja që bën dikush vetë për t'u bërë me i mirë, me i aftë, i për-sosur; përsosja e vetvetes. *Vetëpërsosje morale (shpirtë-rore). Vetëpërsosja e ndërgjegjes.*

VETËPËRTËRlTJE,~A . *libr.* Përtëritje në na-tyrë dhe në shoqëri, që e ka burimin ose shkakun në luftën e të kundërtave dhe bëhet sipas ligjeve të brend-shme të zhvillimit të sendeve; përtëritje e brendshme që bëhet pa shtytës të jashtëm. *Vetëpërtëritje e vazh~ dueshme.*

VETËPJALMlM,~I *m. bot.* Pjalmimi i luleve me polenin e vet. *Vetëpjalmimi i luleve (i thekrës, i tërshërës).*

VETËPLAGOSJE,~A . *libr.* Plagosja e vetvetes.

VETËPLLENIM,~I m. *biol.* Pllenimi i qelizës femërore me qelizën mashkullore tek i njëjti organi-zëm dyseksor (te kafshët ose te bimët).

VETËPOSHTËRIM,~I m. *libr.* Poshtërimi i vetvetes.

VETËQENIE,~A . *libr.* 1. Qenia e materies pa-varësisht nga ndërgjegjja, karakteri parësor i materies kundrejt ndërgjegjes. *Vetëqenia e materies.*
2. Qenia dhe jetesa si diçka me vete, qenia e mëvetësishme, mëvetësi. *Vetëqenia e përsosja e gjuhët shqipe. Kombet mbrojnë vetëqenien.*VETËQETËSIM,~I *m. keq.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes VETËQETËSOHEM. *Vetë-qetësimi është i dëmshëm. Nuk ka vend për vetëqetë-sim e për vetëkënaqësi.*

VETËQETËSOHEM*vetv.,* ~OVA (u). ~UAR *keq.* Qctësoj vetveten pas një arritjeje dhe i pakësoj për-pjekjet për të ecur më tej, duke kujtuar se gjithçka është në rregull; shkujdesem a e fie mendjen patë drejtë.

VETËQEVERIM,~I m. Vetëqeverisje.

VETËQEVERIS *kal.,* —A, ~UR. 1. Qeveris vetë vendin tim, nuk jam nën pushtimin e huaj. *Vetëqe-verisim vendin.*
2. I zgjidh vetë çështjet e drejtimit të pushtetit ekzekutiv e legjislativ në vendin tim, qeveris vetë, kam të drejtën e vetëqeverisjes. *E drejta për të vetë-qeverisur. Këtu vetëqeveris populli.*
VETËQEVERISEM *vetv. libr.* 1. Qeverisem vetë, qeveris veten.
2. *Pës. e* VETËQEVERIS.
VETËQEVERtSËS,~'E *mb. libr.* Që i zgjidh me forcat e veta çështjet që kanë të bëjnë me qeverisjen e një shteti a të një fushe të veprimtarisë shtetërore, që qeveris vetë.
VETËQEVERIS JE,~A . 1. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve VETËQEVERIS, VETËQEVERISEM.
2. E drejta për të vetëqeverisur; gjendja e një shteti që vetëqeveriset. *Vetëqeverisje politike (ekonomike). Organet e vetëqeverisjes. E drejta për vetëqeverisje. Kërkesë për vetëqeverisje. Shpallja e vetëqeverisjes.*
VETËQUAJ *kal.,* ~TA, ~-TUR *keq.* I vë dikujt a diçkaje një emër a një titull që mendoj unë vetë për qëllime të caktuara, por që nuk i përgjigjct së vër-tetës, e quaj vetë dike a diçka me një emër që nuk shpreh natyrën, përmbajtjen a vlerën e vërtetë të dikujt a të diçkaje.
VETËQUAJTUR(i,e) *mb. keq.* Që i ka vënë vetes një emër a një titull, i cili nuk i përket ose nuk i për g jig jet së vërtetës, që e quan veten ashtu, që vetëquhet; që kërkon t'u mbushë mendjen të tjerëve se është i tillë ose i atillë; i ashtuquajtur. *vetëquajtur patriot. I vetëquajtur mark sis t. I vetëquajtur shtet socialist.*
VETËQUHEM *vetv.,* ~AJTA, ~AJTUR *keq.* I vë vetes një emër a një titull, i cili nuk me takon ose nuk përputhet më të vërtetën; e quaj veten të tillë a të atillë. *Vetëquhej socialist. Vetëquhej mbret (kryetar).*
VETËREGJISTRUES,~E *mb. tek.* Që regjistron diçka në mënyrë automatike. *Aparat vetëregjistrues. Termometër vetëregjistrues.*
VETËREKLAMIM,~I *m. libr.* Reklamim a lav-dërim që i bën dikush punës së vet a vlerave të veta.
VETËRIPRODHIM,~I *m. libr.* Riprodhim që bëhet vetë, në m5nyrë të vetvetishms. *Vetëriprodhimi i një molekule.*
VETËRUAJTJE,~A . *libr.* Ruajtje a mbrojtje c vetvetes; vetëmbrojtje. *Instinkti i vetëruajtjes.*
VETËRREGULLUES,~E *mb. spec.* Që e rregu-llon diçka vetë; që rregullohet në mënyrë automatike, pa ndonjë ndërhyrje nga jashtë. *Sistem vetërregullues.*
yETËRRJEDHJE,~A . *spec.* Rrjedhja vetë e ujit a e një lëngu tjetër, pa ndonjë shtytës të jashtëm. *Ujësjellës me vetërrjedhje. Shkarkohet me vetërrjedhje.*
VETËRROTULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimit të foljes VETË-RROTULLOHET.
2. Rrotullimi i diçkaje rreth vetes që bëhet vetë, pa ndonjë shtytës të jashtëm; rrotullim rreth boshtit të vet. *Vetërrotullimi i Tokës. Bëri pesë vetërrotullime.*
VETËRROTULLOHET *vetv.,* ~CA (U), ~CAR *libr.* Rrotullohet vetë, në mënyrë automatike, pa ndonjë shtytës të jashtëm; rrotullohet rreth boshtit të vet. *Vetërrotullohet Toka.*
VETËRROTULLUES,~E *mb. spec.* Që rrotullohet vetë, në mënyrë automatike; që rrotullohet rreth boshtit të vet. *Skenë vetërrotulluese. Veçues vetërrotullues. min. Lëvizje vetërrotulluese.*
VETËSIGURIM,~'I *m.* Sigurimi i vetvetes për t'i shpëtuar një rreziku të mundshëm. *Vetësigurimi i ushtarit. Vetësigurimi i alpinistëve.*
VETËSTËRVITJE,~A . *libr.* Stërvitje që dikush bën vetë pa ndihmën e të tjerëve.
VETËSUGJESTIONIM,~I *m. libr.* Ndikimi psi-kik i njeriut mbi vetveten, sugjestionimi i vetvetes. *Metoda e vetësugjestionimit. Veproi (e arriti) me vetë-sugjestionim.*
VETËSUGJESTIONOHEM *vetv.,* ~UA (u), ^<UAR *libr.* Sugjestionoj vetveten.
VETËSHERBIM,~I *m.* 1. Shërbimi që bën njeriu për vetveten në disa gjellëtore e dyqane, në konvikte etj. *Vetëshërbim në mensë (në shkollë, në konvikt). Dyqan me vetëshërbim. Mëngjesore (gjellëtore) me vetëshërbim.*
2. *bised.* Gjellëtore ku njerëzit hanë duke e marrë vetë ushqimin; dyqan ku njerëzit i marrin vetë nga raftet sendet që blejnë. *Ha në vetëshërbim.*
VETËSHFAJËSlM,~I m. *libr.* Shfajësimi i vetvetes.
VETËSHKARKlM,~I *m.* Shkarkimi i diçkaje në mënyrë automatike ose vetiu. *Vetëshkarkimi i auto-mjeteve. Vetëshkarkimi i piles. Sistem vetëshkarkimi.*
VETËSHKARKCES,~E *mb.* 1. Që shkarkohet vetë, në mënyrë automatike. *Makinë vetëshkarkuese. Kamion (vagon) vetëshkarkues. Locate vetëshkarkuese. min. Mekanizëm vetëshkarkues.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VETËSHKRUES, ~-I m. Aparat i posaçëm që shkruan, regjistron a vizaton diçka në mënyrë automatike. *Tamburi i vetëshkruesit.*
VETËSHLYHET *vetv.,* ~E (u), ~ER *libr.* Shlyhet me fitimet e nxjerra nga puna që i bëhet; shlyhet me fitimet që nxjerr. *Vetëshlyhen shpenzimet (investimet).*
VETËSHUARJE,~'A. *fiz.* Shuarje që bëhet vetiu a në mënyrë automatike. *Vetëshuarja e harkut elek-trik.*
VETËSHUMËZIM,~I m. *biol.* Shumëzim i një kafshe brenda Hojit të vet; shumëzimi i një bime me lulet e veta mishkullore e femerore.
VETËTIMË,~A. *sh.* ~A, —AT. 1. Dritë e forteqë flakëron për një cast e me shpejtësi të madhe në qiellin me re, zakonisht në trajtë vijash zigzake a të degëzuara, e cila shkaktohet nga shkarkimet elektrike në atmosferë; shkreptimë. *Në dritën e ve-tëtimës. Me shpejtësi vetëtime. Shkrepi vetëtima. Shkoi si vetëtima* shkoi shuraë shpejt.
2. Rrufe. *E vraftë vetëtima! mallk.*
3. *përd. mb.* Shumë i shpejtë; shumë i shkathët. *Është vetëtime nusja.*
4. *përd. mb. fig.* Shumë i paster; shumë i ndritshëm, driIë. *Palla e tij vetëtime. E bëri shtëpinë vetëtime.*
5. *përd. ndajf. fig.* Shumë shpejt, si vetëtime, ve-tëtimthi. *U nis (u turr, u sul) vetëtime.*
± la bëri sytë vetëtimë *dikujt* i ra fort në fytyrë me pëllëmbë, ia ngjeshi syve. Iku (shkoi) si vetëtima e beharit iku shumë shpejt. Si vetëtime (si bubullimë) në qiell të kthjellët (të kaltër) *libr. shih te* BUBULLIMË, ~A.
VETËTIMSHËM (i), ~ME (e) *mb. 1* vetëtimtë.
VETËTIMTË (i,e) *mb.* 1. Që shkrep a që shkëlqen si vetëtima. *Dritë e vetëtimtë. Shkëlqim i vetëtimtë. Flake e vetëtimtë.*
2. I shpejtë e i befasishëm si vetëtima; që bëhet brenda një kohe shumë të shkurtër; i rrufeshëm. *Shpejtësi e vetëtimtë. Sulm fvrap, fluturim) i vetëtimtë. Vështrim i vetëtimtë. Takim i vetëtimtë.*

VETËjlMTHI *ndajf.* Shumë shpejt, me shpejtësi-në e vetëtimës, si rrufeja; menjëherë, në cast, aty për aty, sa hap e mbyll sytë. *U përhap vetëtimthi. Kaloi vetëtimthi. U ngrit (u largua) vetëtimthi. U sul (u turr) vetëtimthi. E kuptoi vetëtimthi. Iu përgjigj vetëtimthi.*
VETËTIN *jokal.,* ~U, ~RË. 1. *pavet.* Flakëron për një cast në qiellin me re një dritë e-forte, nga shkarkimet elektrike në atmosferë, ka vetëtima; shkreptin. *Vetëtin përjashta. Po s'vetëtiu, nuk gjëmon.* .”-
2. Ndriçon me një dritë të forte, shkëlqen si vetëtime, vezullon; ndrit, shkëlqen. *Vetëtinin yjet. Vetëtinte fari. Vetëtijnë llambat elektrike. Vetëtime kordha (shpata).*
3. Shkëlqen nga bardhësia a nga pastërtia. *Vetëtin shtëpia (dhoma, fshati). I vetëtijnë rrobat. I vetëtinte këmisha. I vetëtinte lëkura.*
4. Shprehet qartë një ndjenjë e fuqishme (gëzimi, guximi etj.); ndrit e shkëlqen fort nga një ndjenjë e fuqishme (për sytë e për fytyrën); shkreptin. *I vetëtinin sytë. I vetëtinte balli (fytyra nga gëzimi).*
5. *'fig.* Vjen papritmas a përnjëherësh në mendjc; shfaqet diçka papritmas dhe ikën ose zhduket menjëherë. *vetëtiu një mendim (një ide, një shpresë).*
6. *kal.* edhe *vet. I.* E bëj diçka të shkëlqejë a të ndritë nga pastërtia. *vetëtiu enët. E vetëtiu shtëpinë.*
Nuk i vetëtin syri *shih te* SY,~RI. VETËTIT *jokal.,* ~ I, ~UR. Vetëtin.
VETËTlTËS,~E *mb. libr.* 1. Që ndriçon me një dritë të forte, vezullues. *Shkëlqim vetëtitës.*
*2.* Që shkëlqen nga bardhësia a nga pastërtia.
3. Që shpreh qartë një ndjenjë të fuqishme, që ndrit e. shkëlqen fort nga një ndjenjë e fuqishme. *Vështrim vetëtitës. Me sy vetëtitës.*
VETËTlTJE,~A . 1. Veprttni sipas kuptimeve të foljes VETËTIX 2. Shkëlqim, ndriçim, vezullim.
VETËTONyota., ~OI, ~UAR. Vetëtin. *Vetëtonin yjet. Vetëtoi e gjëmoi.*
VETËTRANSPORTËES,~E *mb. tek.* Vetëbartës.
VETËTHERORl,~A . *libr.* Vetëflijim. *Simbol vetëtherorie.*
VETËVENDOS *jokal.,* ~A, ~UR. 1. Vendos vetë për punët a për çështjet e mia.
2. *drejt.* E përcaktoj vetë e në mënyrë të pavarur formën e organizimit shtetëror, nuk lejoj ndërhyrjen e të tjerëve në punët e vendit e të shtetit (për një po-pull a për një vend). *Vetëvendos populli për fatet e tij.*
VETËVENDOSJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes VETËVENDOS.
2. *drejt.* Shfaqja e vullnetit të një populli për ta për-caktuar vetë e në mënyrë të pavarur formën e organizimit shtetëror; e drejta e popujve të shtypur dhe e vendeve koloniale për t'u shkëputur plotësisht nga va-rësia politike dhe ekonomike prej një shteti kapitalist, e drejta e kombeve për të qenë të pavarur e si shtete me vete. *Vetëvendosja e kombeve. Parimi i vetëven-dosjes. E drejta për vetëvendosje.*
VETËVEPRIM,~I *m. 1.* Veprimi sipas kuptimit të foljes VETËVEPROJ. *Vetëveprimi i masave (i organeve lokale). Iniciativë për vetëveprim.*
*1.* Veprim që bëhet vetë nga dikush, pa pritur urdhra a udhëzime nga lart, por sipas rregullave e ligjeye të shtetit; diçka që bëhet me vetë nismën e dikujt. *Vetëveprim revolucionar. Nxit (zhvillon) vetëveprimin.*
VETËVEPRIMTARl,~A . Veprimtari që bëhet vetë nga dikush, pa pritur urdhra e udhëzime nga lart, por sipas rregullave e ligjeve të shtetit; veprimtari aktive dhe e pavarur. *Vetëveprimtaria e organizatës së rinisë (së pionierit). Nxit vetëveprimtarinë e nxë-nësve (e studentëve).*
VETËVEPROJMa., ~OVA, ~OAR. Veproj vetë, pa pritur urdhra a udhëzime nga lart, por sipas rregullave e ligjeve të shtetit; ia hyj një pune a bëj diçka me nismën time.
VETËVEPRUES,~E *mb.* 1. Që ka aftësinë për të kryer detyrat, për të bërë një punë ose për të zgjidhur një çështje vetë, pa pritur urdhra a udhëzime nga lart; që ka iniciativë. *Organizatë (bërthamë shkencore) vetëvepruese. Si një organizëm vetëveprues.*
*2. tek.* Që vepron në mënyrë automatike. *Aparat vetëveprues.*
VETËVLERËSlM,~4 *m. libr.* Vlerësimi që j ben dikush vetë punës a veprimtarisë së vet; mendim i mirë që shfaq dikush për vete.
VETËVRASËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ka vrarë veten.
VETËVRASËS,~E *mb.* Shumë i rrezikshem a shumë i dëmshëm për jetën e vetë atij që e bën a e zbaton; me pasoja shumë të rrezikshme a shumë të rënda për jetën ose për interesat e vetë atij që e bën a e zbaton; shkatërrimtar, rrënimtar; vdekjeprurës. *Politike (tak-tikë) vetëvrasëse. Veprim (hap) vetëvrasës. Aventurë vetëvrasëse.*VETËVRASJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. I. Vrasja e vetes. *Shkaku i vetëvrasjes. Arriti deri në vetëvrasje.*
2. *bised.* Çdo rast km dikush vrct veten. *Numrl* i *vetëvrasjeve. Ni vendet kapitaUste po shtohen vetë-vrasjet.*
3. *fig.* Shkatërrim i plots, rrënimi i dikujt a i diçkaje. *Vetëvrasje politike (ekonomike).*
VETËZHVILLIM,~I *m. libr.* 1. *filoz.* Zhvillim ni natyrë dhe në shoqIri që e ka burimin ose shkakun në luftën e të kundërtave, zhvillim i brendshëm që bëhet pa shtytës të jashtëm. *VetëzhviUimi i materies. Burimi i vetëzhvillimit.*
2. Zhvillim mendor a fizik i njeriut, që arrihet duke mësuar e duke u ushtruar vetë në mënyrë të pa-vanir. *Vetëzhvillimi i njeriut. Kushtet e vetëzhvillimit.*
VETI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. *filoz.* Cilësia e një sendi a e një dukurie, që shfaqet kur bashkëvepron me sende a me dukuri të tjera dhe që e dallon ose e afron me to. *Veti thelbësore (jothelbësore). Vetitë e sendit. Vetitë e qenieve të gjalla. Vetitë e rendit socialist.*
2. Cilësi dalluese e dikujt a e diçkaje, tipar kryesor që karakterizon një njeri, një kafshë, një bimë a një send; cilësi e natyrshme dhe e përhershme e dikujt a e diçkaje. *Veti të mira (të këqija). Veti e veçantë. Vetitë kimike (fizike) të një me tali. Vetitë e karak-terit të njeriut. psikol. Vetia plastike e trurit. psikol. Vetitë e komunistëve. Lëndë me veti shëruese.*
VETISHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është veti e dikujt a e diçkaje.
VETlU *ndajf.* 1. Vetë, pa ndonjë shkak, shtytës a ndikim të jashtëm; vetvetiu, në mënyrë të vetve-tishme. *U rrëzua vetiu. U ndez (mori flake) vetiu. Vdiq vetiu. U hap vetiu. Plaga u mbyll vetiu. Doli bari vetiu.*
2. Në mënyrë të pavarur. duke mos u kushtëzuar nga diçka tjetër, objektivisht; vetvetiu. *Materia ek-ziston vetiu.*
Del (vjen, kuptohet) vetiu *(vetvetiu) shin te* VETVETIU. E ka prej vetia e ka nga natyra e tij.

VETJAK,~'E *mb.* 1. Që i përket një njeriu të ve-tëm, që është prone vetëm e një njeriu, që nuk është i përbashkët, personal, individual. *Pasuri vetjake. Prone vetjake. ek. Bagëti vetjake. Shtëpi vetjake. Armë vetjake. Emri vetjak* emri i një njeriu.
2. edhe *drejt.* Që ka të bëjë vetëm me një njeri, që lidhet vetëm me jetën, me familjen a me interesat e një njeriu të veçantë, personal; *kund.* i përgjithshim. *Interesi vetjak. Çështje (nevoja, kërkesa) vetjake. Jeta vetjake. Paprekshmëria vetjake. drejt. për arsye vetjake.*
3. Që kryhet nga një njeri i caktuar, që vjen nga një njeri; që është karakteristik për një njeri të vetëm; që bëhet për veten; personal; *kund.* i përgjithshëm. *Nismë vetjake. Mendim vetjak. Përvojë vetjake. Shem-bulli vetjak. Aftësi vetjake. Higjiena vetjake,*
4. *spec.* Që është karakteristik vetëm për një send të caktuar, që nuk lidhet me diçka tjetër; i vet. *Vlera (pesha) vetjake e diçkaje.*
VETMAS *ndajf., pj. shih* VETËM. *Rri vet mas.*
VETMI,~A . Të qenët vetëm a i vetmuar, gjendja e atij që rri vetëm. *Ndjenja e vetmisë. E mundoi (e lodhi) vetmia. Jetonte në vetmi. E la në vetmi. Vuante nga vetmia.*
VETMTTAR,~E *mb. poet. i.* I vetmuar, i veçuar. *Yli vetmitar. Shtëpi vetmitare. Pemë vetmitare. Re vetmitare.*
2. Që rri e jeton vetëm; që bëhet vetëm a në vetmi, i vetmuar. *Poet vetmitar. Jetë vetmitare. Shëtitje vetmitare.*
3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që rri a jeton vetëm, larg të tjerëve; ai që s'ka të afërm e farefis; ai që e ndjen veten të huaj midis të tjerëve. *Jeta e vetmitar it. Shtëpia e vetmitarit.*
VETMOHEM *vetv.* 1. Rri vetëm, qëndroj veç të tjerëve, veçohem. 2. *Pës. e* VETMOJ.
VETMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj të qëndrojë e të jetojë veç nga të tjerët e larg prej tyre; e lë vetëm dike, veçoj, ndaj.
VETMOR,~E *mb.* 1. Që bëhet vetëm, që nuk bëhet në bashkëveprim më të tjerë. *Garë (stërvitje) vet more. Përgatitje vetmore. Veprime vetmore. usht. Qitje vet-more, usht.*
*2. si em.* ~>, ~"I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* VETMI-TAR,~E 3.
VETMUAR (i,e) *mb.* 1. Që është i vetëm, që është i ndarë nga të tjerët; që gjendet larg dhe është i veçuar. *Shtëpi e vetmuar. Mai i vetmuar. Fshat i vetmuar. Us i vetmuar.*
2. Që rri a jeton vetëm, që jeton larg të tjerëve e pa lidhje me ta, që jeton në vetmi. *Plak i vetmuar. Ishte (jetonte, rrinte) i vetmuar. E ndjente veten të vetmuar.*
VETO,—JA . *sh.* ~, ~<T *libr.* E drejta e një or-gani për të penguar a ndaluar zbatimin e vendimit të një organi tjetër më të ulët; e drejta e kryetarit të shtetit për të hedhur poshtë një vendim të senatit, të parla-mentit etj. (sipas kushtetutave të vendeve borgjeze); e drejta që i është njohur çdo anëtari të Këshillit të Sigurimit të OKB-së ose të një organi tjetër ndërkom-bëtar, ku çështjet zgjidhen njëzëri, për të penguar a ndaluar marrjen e një vendimi nga shumica duke votuar kundër (sipas së drejtës ndërkombëtare). *E drejta e vetos. Fuqia e vetos. Përdori (vuri) veton.*
*k* Vë veton *në diçka* shprehet në mënyrë të prerë kundër diçkaje dhe përdor të drejtën për ta kundërshtuar e për ta ndaluar.
VETON *jokal.,* ~OI, ~UAR *krahin.* Vetëtin. • Nuk i veton (as që i veton) ashka e syrit *dikujt shih tek* ASHKË,~A.

VETOR,~E *mb. gjuh.* Që shpreh kategorinë gra-matikore të vetës, që tregon vetën. *Përemër vetor. Mbaresat vetore tëfoljes.*
VETORGANIZIM,~I m. *libr.* Organizimi i punëve vetë, duke u mbështetur në forcat e veta, pa ndihmën e të tjerëve.
VETULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e fytyrës mbi sy, që është pak e ngritur dhe e mbuluar me një hark qimesh të dendura; harku i qitneve mbi gropën e syrit. *Me vetulla të zeza (të trasha, të holla). Me vetulla kaleshe (leshatore). Mblodhi (rrudhi, uli) ve-tullat. Shkulin (heqin) vetullat.*
2. Harku a qemeri i diçkaje; send a pjesë sendi që ka trajtën e një harku. *Vetulla e urës.*
3. Rriskë buke, byreku etj. nga pjesa e thembrës;anë, pjesë a cope e diçkaje; rrip. *Një vetull buke. Vetull revanie (byreku). Mbeti një vetull are pa korrur. Bënë nga një vetull qilimi.*
*4.* Strehë shkëmbi në mal; streha e shtëpisë a e një ndërtese. *Vetull rnali. Vetulla e kodrës. Vetulla e gjer-baye.*
5. Ana a buza e ngritur me dhe ose me gurë e një vije uji, e një rruge etj.; rreshti i tjegullave që shtrihet gjatë mahisë nga kulmi i çatisë në strehë; raaja e një mullari me bar. *bëri vetullën vijës. 1 hoqi vetullën mullarit.*
6. Thikë e vogël e kthyer, më të cilën gërryejnë fundin e fuçisë a të një ene tjetër prej druri. *E gdhendi me vetull.*
7. Vanë në një dërrasë. *vuri dërrasat vetull me vetull.*
8. Ana e një pëlhure a e një qilimi, e qepur në atë mënyrë që të mos dalin fijet; rrip i nolle pëlhure që i vihet gunës poshtë që të mos i dalin fijet; qemer.
9. Vetullar.
+ I ranë vetullat u zemërua, u ngrys; i van buzët-M'u nxinë vetullat u bëra me turp, u turpërova shumë. Rrudhi (ngrysi, mblodhi) vetullat (ballin) *shih te* RRUDH. E shikonte me (nën) vetulla e shikonte me inat. I vari (i lëvari, i lëshoi) vetullat *shih te* VAR. Flet me sy e me vetulla *shih te* SY,~RI. Ësbtë pike në vetull *shih te* PDCË,~A. Të mm gjak në vetull *shih te* GJAK,~Ui. Në vend që t'i vinte vetulla, i nxori sytë në vend që ta bënte me mirë diçka a ta ndreqte, e bëri me keq a e prishi.
VETULLAN,~E *mb.* 1. Që i ka vetullat të trasha e të gjata, me vetulla të dendura e të mbledhura. *Njeri vetullan.*
2. *fig.* Që ka pamje të rëndë e krenare. *Ishte vetullan.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
VETULLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zdrukth i posaçëm që përdoret për të bërë vana në dërrasë.
VETULLARËNË *mb.* 1. Që e ka bishtin e vetu-Ilave të varur poshtë, me vetullat të rëna. 2. Vetullngrysur. *Baballarët vetullarënë.*
VETULLASORRË *mb.* Që i ka vetullat shumë të zeza si pendët e sorrës, vetullzi.
VETULLASH,~E *mb.* Vetullan.
VETULLBARDHË *mb.* 1. Që i ka vetullat të bar-dha ose të zbërdhulëta. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VETULLFISKAJË *mb. poet.* Që i ka vetullat të holla si fiskajë, vetullhollë. *Nuse vetullfiskajë.*
VETULLGAJTAN,~E *mb. poet.* Që i ka vetullat të holla e të gjata si gajtan. *Djalë vetullgajtan.*
VETULLGJILPËRË *mb. poet.* Që i ka vetullat shumë të holla si gjilpërë. *Vajzë vetullgjilpërë.*
VETULLHEQUR *mb.* Që i ka vetullat të holla pasi i ka hequr; vetullhollë (për vajzat e grate).

VETULLHËNË *mb. poet.* Që i ka vetullat të kthyera hark si hëna e ngrënë (për vajzat e grate). *Vajzë ve-tullhënë.*
VETULLHOLLË *mb.* 1. Që i ka vetullat të holla. *Syzeza vetullhollë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VETULLlM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VETULLOJ, VETULLOHET. *Vetullimi i dërrasave. Vetullimi i syve.*
2. Ulluk që i bëhet dërrasës a drurit për së gjati, vanë.
VETULLKALEM,~E *mb. poet.* Që i ka vetullat të holla, të gjata e të bukura si te shkruara me kalem, vetullshkruar (zakonisht për vajzat e grate). *Vajzë vetullkaleme.*
VETULLKALESH,~E *mb.* 1. Që i ka vetullat të trasha e të zeza; vetulltrashë, vetullzi. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VËTULLKURORË *mb. poet.* Që i ka vetullat të kthyera hark si kurorë (kryesisht për vajzat e grate).
VETULLNGRITUR *mb.* Që i ka vetullat të ngri-tura lart.
VETULLNGRYSUR *mb.* I vrenjtur, i zymtë, me vetulla të ngrysura. *Pleqtë vetullngrysur. Rrinte vetullngrysur.*
VETULLOHET. *Pës. e* VETULLOJ *i.*
VETULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I bëj dërrasës a drurit një ulluk për së gjati që të puthitet me një dërrasë a me një dru tjetër, i bëj vanë. *Vetulloi dërrasën.*
2. *jokal.* Lëviz vetullat, i bëj shenjë dikujt me sy e me vetulla.
VETULLOR,~E *mb.* 1. Që i ka vetullat të trasha, vetullan. *Burrë vetullor.*
*2.* Që vjen në trajtë harku, që është i harkuar si vetull. *Brezare vetullore.*
VETULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend i mbathur me dhe rrotull rrënjës së një peme (zakonisht rrotull rrënjës së ullinjve në faqet e një kodre), që është rrethuar me mur, me gardh ose me plisa, për të grumbulluar lagështinë e nevojshme dhe për të pen-' guar gërryerjen; brezare e vogël. *Vetullore peme. Vetulloret e ullinjve. Balli i vetullores. I mbjellin në vetullore.*
VETULLOSH,~E *mb.* 1. Që i ka vetullat të trasha, vetullan. *Burrë vetullosh.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VETULLRRUDHUR *mb.* 1. Që i ka vetullat të rrudhura. 2. Vetullngrysur.
VETULLSHKRUAR *mb. poet.* Që i ka vetullat të holla *e* të bukura. *Vajzë vetullshkruar.*
VETULLTRASHË *mb.* 1. Që i ka vetullat të trasha. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VETULLUSHE,~-JA . *sh.* ~E, ~ET. Dhi me trathë të kuq anës syve.
VETULLVRENJTUR *mb.* Me vetulla të vrenjtura, i zymtë, vetullngrysur.
VETULLZI,~ZEZË *mb.* I. Që i ka vetullat të zeza. *Djalë vetullzi. Vajzë vetullzezë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Vetull' zeza shkon në krua. kr. pop.*VETURË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Automjet i vogël udhëtimi me katër rrota dhe zakonisht për katër veta. *Veturë sportive. Udhëtoi me veturë. Hipi në veturë. Zbritt nga vetura.*
VETUSHQYES,~E *mb. biol.* Që është i aftë të ushqehet vetë, duke i përpunuar lëndët që merr; që e merr energjinë drejtpërdrejt nga dielli (për bimët e gjelbra). *Organizëm vetushqyes. Qelizë \etushqyese.*
VETVETE,~JA *përem. vetv.* Vetja e vet, vetja (kur përdoret për përforcim). *Edukimi i vetvetes. Përmbajtja e vetvetes. Kërkesat ndaj vetvetes. la bëri vetvetes. Gënjen vetveten. Luftonte me vetveten. Fliste me vetveten. Grindej me vetveten. U mblodh në vetvete. Nuk i dhimbsej vetvetja. Përsërit vetveten* thotë atë që ka shkruar me pare, nuk thotë gjë të re. *E ka hum-bur kontrollin e vetvetes. Është dashuruar me vetveten. keq.*
+ Në vetvete në thelb, nga ana e tij. Qëllim në vetvete qëllim i marrë veçmas e pa asnjë lidhje më të tjerët, qëllim i shkëputur nga një synim me i madh.
VETVETlSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që bëhet a që ndodh vetë, në mënyrë të pavarur, pa ndërhyrjen e dikujt e pa ndonjë shtysë nga jashtë, që bëhet vetiu a vetvetiu. *Frymëzim i vetvetishëm. Prirje (dëshirë) e vetvetishme. Zhviliim i vetvetishëm i fëmijës. Në mënyrë të vetvetishme.*
*1.* Që bëhet nga natyra, që nuk bëhet nga njeriu, i natyrshëm. *Zgjedhje e vetvetishme.*
VETVETIU *ndajf.* 1. Vetë, pa ndërhyrje e pa shtysë të jashtme, pa ndikimin e dikujt a të diçkaje, në mënyrë të pavarur; vetiu. *U ndez vetvetiu. U thane gjethet vetvetiu. U bind vetvetiu.*
*2.* Në mënyrë të pavarur, pa u kushtëzuar nga diçka tjetër; në rrethana të natyrës, në mënyrë të natyr-shme; objektivisht. *Seleksionim që bëhet vetvetiu. Materia ekziston vetvetiu.*
Del (vjen, kuptobet) vetvetiu (vetiu) kuptobct pa ndonjë vështirësi, vetëkuptohet.
VETVETOR,~E *mb. gjuh.* Që tregon se veprimi i kryer nga dikush bie prapë mbi të; që ka të bëjë me njeriun a me sendin veprues, i cili e kryen dhe e pëson vetë një veprim. *Folje vetvetore. Përemër vetvetor.*
VETVETORE,~JA . *gjuh.* Diateza vetvetore. *Vetvetore e mirëfilltë. Vetvetorja në gjuhën shqipe.*
VETH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Vemja që lë-shohet nga një mizë në mish dhe e prish këtë. *Ka vënë veth mishi* e ka pështyrë miza mishin.
VEZAK,~E *mb.* Që ka trajtën e vezës, që është si vezë; që ka trajtën e një rrethi të shtypur e tëzgjatur pak. *Me fytyrë vezake. Me kokë vezake. Në trajtë vezake.*
VEZARAKE *mb.* 1. Që bën shumë vezë, që pjell dendur, pjelltore (për pulën). *Pule vezarake.*
2. *Përd. em. f.* sipas kuptimit të mbicmrit. *Ka disa vezarake të mira.*
VEZË,~A . *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Kokërr me ma-dhësi të ndryshme, e rrumbullakët e pak e zgjatur, me një cipë të hollë a me një lëvozhgë të forte, që e pjellin femrat e shpendëve dhe të disa kafshëve të vogla, disa kandrra etj. *Vezë e re (e prishur). Vezë e zier (e rrahur, rrufkë). Vezë syze* vezë e skuqur pa
u rrahur, duke ia ruajtur të verdhën të paprishur. *Vezë pule (rose, pate). Vezë pëllumbi. Vezë peshku. Vezë gjarpri. Vezët e breshkës. Vezët e fluturave (e mizave). Vezë me dy të verdha. E bardha (e verdha) e vezës. Lëvozhga e vezës. Rrahëse vezësh. Bën (pjell) vezë. Lëshon vezët. Ngroh vezët. Rrahu (skuqi) dy vezë.*
2. *biol.* Qelizë femërore seksuale e një qenieje, prej së cilës zhvillohet një organizëm i ri. *Vezët e gruas. Në fazën e vezës. I janë tharë vezët* nuk pjell me.
3. Diçka që ka trajtë të rrumbullakët a si të zgjatur. + Që në vezë që në nllim, që në çastin kur sapo ka
nisur të rritet e të zhvillohet. Ecen si mbi vezë ecën ngadalë e me shumë kujdes, ecën me ngathtësi të madhe. Jam (rri) si mbi (në) vezë (gjemba, ferra) *shih te*

GJEMB,~I. Ngroh vezët *shih te* NGROH. Sikur sfekei mbi vezë (mbi gjemba) *shih te* GJEMB,~I. E shtrëngoi veza ka nevojë të ngutshme, ka hall që s'pret, është shumë ngushtë. Si veza në kulaç i rrethuar më të gjitha të mirat, si veshka në mes të dhjamit. Vezë kllukë *shih te* KLLUKË,~A. Vezë e prishur *shih te* PRISHUR (i,e). Vezë e qëruar *shih te* QËRUAR (i,e). Si vezët (si zogjtë) e qyqes *shih te* QYQE,~JA. Vezë me dy të verdha (me dy të koq) diçka që ndodh rrallë, gjë e rrallë. I bën (edhe) gjeli vezë *shih te* GJEL, ~L E bën vezën deve *shih te* DEVE,~JA. S'ka dale code nga veza (nga lëvozhga e vezës) *mospërf.* është i ri ende, s'di nga jeta, është i papërvojë. Fol e rrnaj vezë *shih te* RRUAJ. Gjeti vezët e taëllëzës *shih te* THËLLËZË,~A. Të jep vezë pa të verdhë (pa të kuq) është shumë i shkathët, është shumë dinak e i djallëzuar dhe ta hedh kur të duash. Kërkon (gjtmnon, lyp) qimen në vezë *shih te* QIME,~JA. Mban vezëë tmtdës ruan çdo gjë; është kursimtar dhe shumë i kujdesshëm. Është mësuar me vezë Be tigan *shih tek* TIGAN,~I. Ngarkon vezë në lak *shih te* LAK,~U. I ka ngecor veza kryq ka një hall të madh që s'po e zgjidh dot, i ka ngecur sharra në gozhdë. Përpiqej (Mate) si veza (si zorra) aë prasb *shih te* PRUSH,~I. S'rri gjeU mbi vezë *shih te* GJEL,~I. Shikoo (gjen) qimea në vezë (në të bardkën e vezët) përpiqet t'i gjejë dikujt me çdo kusht njëtë metë sado të vogël. I erdhi veza për të pjellë *thjeshtligj.* a) e ndien veten shumë ngushtë; b) është në çastin e fundit kur duhet të marrë një vendim a të kryejë një punë. Të vjedh vezëaën klloçkë *shih te* KLLOÇKË,~A. U be veza të mësojë pojën! *iron,* i thuhet dikujt kur përpiqet t'i jape këshilla një tjetri që ka shumë me tepër për-vojë. Bën si pula kur i vjen veza *shih te* PULË,~A. Shumë pula e pak vezë *shih te* PULË,~A. Vezët në shportë e shportën në dorë! *fj.u. shih te* SHPORTË, ~A. Ka ngordhur ajo puK që bënte ato vezë *shih te* PULË,~A. Me mirë£ vezë sot, se njjë pule mot *fj. u.* me mirë diçka më të vogël në çastin e duhur, sesa një gjë më të madhe me vonë. Gjiri i vezëve *anat. shih te* GJI,~RL Lule veze (veje) *bot. shih te* LULE,~JA.

VEZIR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *hist.* Nëpunësi me i lartë qeveritar në Perandorinë Osmane dhe në disa vende të Lindjes së Afërt; titull i pashallarëve vendës që kanë sunduar në Shkodër dhe në Janinë në she-kujt XVIII e XIX. *Veziri i madh* kryeministri i ish-perandorisë turke. *Veziri i Shkodrës (i Janinës).*

VEZME,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. 1. Qese e vogël prej lëkure, që mbërthehet në rripin e mesit dhe që shërben për të mbajtur fishekët, nshekore.*Vezmja e fishekëve. Kapakët e vezmeve. Mbushi (ngje-shi) vezmet.*

2. *vjet.* Kuti e vogël me kapak ku mbahej baruti.

VEZOR,~E *mb.* Vezak. *Gjethe vezore.*

VEZORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *anat.* Gjëndër gjinore e femrës në trajtë vezake, ku përftohen vezët. *Vezorja e gruas. Vezorja e kafshëve.*

2. *bot.* Pjesa e poshtme dhe e fryrë e pistilit të lules, që formohet pas pjalmimit të saj. *Vezorja e lules.*

VEZULLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes VEZULLON. *Vezullimi i yjeve. Vezullimi i flakes, Vezullimi i shpatave.*

2. Vezullimë. *Ndriçonte me vezullime.*

, VEZULLIMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Dritë që here shkëlqen shumë e here dobësohet. *Vezullima e hënës. Vezullima e dëborës.*

VEZULLON *jokal,* ~OI, ~UAR. 1. Jep një dritë here me shkëlqim të forte e here me shkëlqim të dobët; shndrit. *Vezullonin yjet. Vezullon xixëllonja. Vezullonin bajonetat.*

2. edhe *fig.* Shfaqet diçka për një kohë të shkurtër dhe zhduket shpejt; vjen shpejt e në mënyrë të pa-pritur. *vezulloi një lot në sy. 1 vezulloi një mendint (një shpresë).*

VEZULLONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Xi-xëllonjë.

VEZULLOR,~E *mb. poet.* Vezullues. *Flake ve-zullore.*

VEZULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Xixë-HËnjë.

VEZULLUES,~E *mb.* Që ndriçon me një dritë here të forte e here të dobët; që shuhet e ndizet; që shhdrit. *Ylli vezullues. Dritë (rreze) vezulluese. Flake vezulluese.*

VË *kal.,* VURA, VENË. 1. E vendos dike a diçka në një vend; e ngul a e mbështet diku; vendos. *Vë në (mbi) tryezë. Vuri tenxheren në zjarr. E vuri në yen-din e vet. Vuri një kurorë mbi varr. I vuri dorën mbi sup. Vuri këmbën mbi këmbë. I vuri mollës një furkë. I \vuri bashkë (afër, larg e larg).*

2. E fut, e shtie diçka brenda në një send; e puthit a e ngërthej pas diçkaje. *E vuri në çantë. E vuri (brenda} në dollap (në sirtar). Vë këpucët në kallëp. Vë hekurin në prize. Vë duart (shaminë) në xhep. E vunë grtirin në hambar. Vë çelësin në brave. Nuk kam vënë gjë\ në gojë* nuk kam ngrënë fare. *E vunë në dhe* e va-rrosën. *E vënça në dhe! mallk.*

3. E çoj dhe e lë dike a diçka në vendin e duhur ose në vendin që i takon; e vendos në një vend a në një gjendje të caktuar; e rregulloj si duhet; ndreq, rregulloj; vendos. *E vunë në krye të vendit. 1 vuri nxënësit në rresht. E vuri fëmijën në gjumë (të flejë). E vunë barin mullar. I vuri drutë stive. E vuri me këmbë. E vuri me kokë poshtë. E vuri orën me radion.*

4. Vendos në një vend një aparat, një makinë etj. dhe e bëj të punojë, e mbërthej a e lidh si duhet, në mënyrë që të punojë; vendos. *Vë telefonin në shtëpi. Vë dritën elektrike. Vë një radio në makinë.*

5- Pajis diçka me nj" "nd a me një mjet të ne-vojshëm, i ihtoj a i vendew diçka të nevojshme.

*vuri derës shulin. I vë frenat makinës (biçikletës). I vë bisht lopatës. I vë astar xhaketës. I vuri rrathët vozës. I vuri pajimet kalit. I vë mbulesën tryezës. I vuri derës një brave të re.*

*6. Bised.* I jap a i shtroj përpara dikujt një gjë që të ulet, të hajë, të flejë etj. *Vëri karrigen të uletllvuri një dyshek për të fjetur. I vunë bukë e gjellë.*

7. Vendos një arnë etj. në një veshje a në diçka tjetër për ta ndrequr ose për ta bërë më të forte; i qep, i ngjit diçkaje një gjë. *vë arnë një petku. U vuri gjysma këpucëve. I vuri një pullë zarfit (kartolinës).*

8. Vesh; vendos diçka në trup a në një pjesë të trupit tim ose të dikujt tjetër; ngjesh. *Vë kapelën. Vuri helmetën. Vë syze. Vë dylbitë. Vë dhëmbët. Vë rruaza (në qafë). Vuri pushkën në krah. Vuri brezin. Vuri gjerdanin me fishekë. Vë termometrin* vendos termometrin nën sqetull për të matur temperaturën.

9. Lyej një pjesë të trupit (fytyrën, buzët etj.) me diçka'për t'u zbukuruar; lyej dike a diçka tjetër për ta zbukuruar, për t'i ndryshuar pamjen etj. *Vinin këna. Vë të kuq (të bardhë). Vë krem. I vuri pudër. U vë vaj flokëve. U vë bojë këpucëve* lyej këpucët me bojë.

10. Bëj një shenjë në diçka me laps, me bojë ose me diçka tjetër, shënoj; shkruaj diçka në një fletë etj. *vuri*

*vulën. Vë nënshkrimin. Vë theksin, Vë pikat mbi ë, Vë datën. Vë shenjat e pikësimit. U vinin damkë deleve. I vë notën nxënësit. Vë mungesat në regjistër.*

11. *vet. vet a III.* Zë a formon diçka përsipër. *Vë ajkë qumështi. Vë kore plaga. Ka vënë një cipë të hollë. Ka vënë pluhur. I kanë vënë perde sytë. Ka vënë guall toka.*

12. Shtoj diçka në peshën ose në vëllimin e trupit; zë. *Ka vënë dhjamë (mish)* është shëndoshur tepër, është ngjallur. *Ka vënë gjak* është shëndoshur. *Ka vënë bark.*

13. *bised.* Mbjell; rrit, mbaj. *Vunë duhan (lakra, qepë, presh, hudhra). Vunë mollë (fiq, rrush, pemë). Vënë Ink (karafila). Kanë vënë pula (derra, dhen, pëllumba).*

14. Fitoj a grumbulloj para, pasuri etj. me punS ose me një mënyrë tjetër, siguroj; vendos para, ush-qime a gjëra të tjera diku për t'i ruajtur ose për t'i përdorur me vonë; lë. *Vuri pasuri (mall, para, kapital). Vinin zahire për dimër. Vunë ushqimin e dimrit për bagëtitë. Ka vënë mjaft lekë në arkën e kursimit. Vë para mënjanë* kursen, i ruan, i grumbullon paratë.

15. Përfshij, fut në një listë, në inventar etj.; shtroj, paraqit diçka për ta shqyrtuar; paraqit dike për ta zgjedhur. *Vuri kandidaturën. E vunë në listë. E vunë në rertdin e ditës. E vunë në vote.*

16. E vlerësoj diçka në një mënyrë të caktuar, e çmoj, e quaj. *Vë politikën e Partisë në plan të pare. Vë interesin e përgjithshëm mbi interesin vetjak. E vë baraz me atë. E vë mbi vete. Nuk e vë nën të tjerët. Nuk e vë me asgjë. E vuri si rregull. E ka vënë si detyrë.*

17. Caktoj përfundimisht diçka, përcaktoj; shtroj kërkesa të caktuara. *Vuri çmimet. Vunë norma të reja. Vë kërkesa të larta. Vuri kushte të rënda.*

18. *bised.* E caktoj dike të kryejë një punë a një detyrë; e emëroj; e zgjedh. *Evunë drejtor (kryetar). E vunë kujdestar klase. E vunë rojë. E vunë në punë. E vunë në një vend me përgjegjësi.*

19. Bëj që diçka të vcjë ashtu si duhet; ndërhyje krijoj kushte të përshtatshme për diçka; vendos. *Vë rregull (disiplinë).*

20. E detyroj a e shtrëngoj dike të bëjë diçka; i jap të kryejë një punë (zakonisht në bashkëvajtje me një folje në mënyrën lidhore). *E vuri të mësonte. E ka vënë tëflejë. E vuri të bëjë be. Vuri usta t'i ndreqte çatinë. I vuri njeri ta ruante.*

21. I ngjit dikujt diçka; i jap një emër a një emër-tim, një titull etj. *Si ia vunë emrin? I vunë një nofkë. I vuri bisht prapa. keq. I vuri titullin artikullit.*

*11.* E lë dike a diçka në një gjendje të caktuar, e vendos në disa rrethana; krijoj rrethana a kushte të caktuara. *E vuri në gjendje të vështirë. Vëre veten në gjendjen time!*

23. I përvishem një pune me një vegël, e bëj duke përdorur një mjet. *vuri draprin* e korri. *vuri kosën* e kositi. *vuri gërshërën* e preu me gërshërë, e qethi. *vuri sëpatën* e preu me sëpatë. *vuri sharrën* e sharroi. vuri *thikën* e preu me thikë, e then.

24. *Bised.* E qëlloj a e shtyj dike me diçka; e pengoj me diçka; e rrëzoj. *vuri duart (bërrylat). I vuri këm-bën (pengën).*

25. E përdor diçka, e shtie në punë; shfrytëzoj. *Vunë të gjitha forcat (fuqitë). Vuri të gjitha aftësitë e veta.*

26. Ngre a kurdis diçka kundër dikujt; shtyj dike kundër një tjetri. *vuri pritë (pusi). I vuri një grackë (një kurth). E vuri kundër tij.*

27. E bëj gati për t'u shfaqur(një vepër dramatike, muzikore etj}. *Vuri operën në skenë. Vuri një pjesë të re.*

28. Nis diçka, filloj. *Vunë themelet^ shtëpisë.*

29. Përdoret së bashku me disa emra pa parafjalë dhe formon me ta togfjalësha ms kuptimin e foljeve, që kanë lidhje fjalëformuese me këta emra (edhe në një varg njësish frazeologjike). *Vë bast. I vë besë* i besoj. *Vuri dashuri* ra në dashuri, shtiu dashuri. *vuri dyllin diçkaje* e dyllosi. *S'i vë faj* nuke quaj fajtor, nuk e ngarkoj me faj. *vuri fre* e frenoi, e për-mbajti. *Vë inat* inatoset. *vuri kufi (cak)* e kufizoi. *Vë kujdes* kujdesohem. *vuri kusht* e kushtëzoi, e bëri me kusht. *Vuri ulërimën (lemerinë, kujën). Vë merak* merakoset. *vuri minat diçkaje. I vuri njollë (damkë) dikujt* e njollosi, e damkosi, e bëri me turp, e poshtëroi para të tjerëve. *Vë shpresat te dikush a te diçka* shpresoj. *vë theksin* c theksoj.

30. Përdoret së bashku me emra, zakonisht prej-foljorë e të paraprirë nga një parafjalë, dhe formon me ta togfjalësha me kuptimin e foljeve, që kanë lidhje fjalëformuese me këta emra (edhe në një varg njësish frazeologjike). *E vuri në be* e lidhi me be, e detyroi të bëjë be. *E vuri në dijeni dike* ia bëri të ditur diçka, e njoftoi për diçka. £ *vë në diskutim diçka* e diskutoj, e quaj të diskutueshme. *Vuri në dukje se...* theksoi se..., përmsndi, tregoi se... *Nuk e vë në dyshim* nuk dyshoj për atë. *E vuri në fun-ksionim diçka* e bëri të funksionojë. *E vuri në gju-një dike* e gjunjëzoi, e nënshtroi. *E vuri nën kon-troll* nisi ta ketë nën kontroll. *E vuri në lëvizje* e bëri që të lëvizë, e gjallëroi. *Vë në lidhje* lidh. *E vunë në litar* e varën. *S'e vë në llogari (në hesap) dike a diçka* s'e llogarit. *E vuri në mendime* e bëri që të mendohet. *E vuri në mundime dike* e futi në mundime, e mundoi. *E vuri para përgjegjësisë dike* e bëri të përgjigjet për atë që ka bërë ose të kuptojë përgje-gjësinë që ka, i kërkoi llogari. *E vuri në përdorim* nisi ta përdorë. *Kam vënë në plan* kam planifikuar, kam ndër mead, mendoj. *Vë në prove* provpj. *Vë në qar-kullim* e qarkulloj, e shpërndaj; e nxjerr në qarku-llim. *Vë në rregull diçka* rregulloj. *Vë në rrezik* rrezikon. *E vë në shfrytëzim diçka* nis ta shfrytëzoj. *E vuri në shitje diçka* e nxori për ta shitur. £ *vë nën ujë një tokë* e bëj të ujitshme. *Vë në veprim* e bëj që të veprojë, e bëj që të lëvizë.

Vë (nxjerr) në ankand (f *ka shih tek* ANKAND, ~I. I vuri (1 derdhi) balsam *shih te* BALSAM, ~I. Vë (bëj) balUfaqe *shih te* BALLAFAQE. I vë balluke *keq. shih te* BALLUKE,~JA. I vuri berihanë *shih te* BERIHA,~JA. I vuri bërrylin *dikujt shih te* BERRY L,~-I. E vuri (e shtiu, e futi) në bigë *dike shih te* BIGË,—A. I vuri bins *dikujt shih te* BINA, ~JA. E vë në bisht *diçka shih te* BISHT,~I. për të vënë në bostan *shih te* BOSTAN,~I. E vuri (e futi) në brazdë (në hulli) *shih te* BRAZDË,~A. S'e vë në brinjë *mospërf. shih te* BRINJË,~A. Vë buç *shih te* BUÇ,~I i. I vë cipalin *dikujt* e dëbon, e përzë, e ndjek nga një vend. I vuri çallmën *dikujt shih te* ÇALLME,~A. E vë në çetele *shih te* ÇETELE, ~JA. I vë çullin *dikujt shih te* ÇULL,~I. I vuri dajakun *dikujt* e dëboi, e përzuri me dhunë e më të keq. I vunë daullen *dikujt shih te* DAULLE, ~JA. S'e vë (s'e fut, s'e shtie, s'e ka, s'e shkruan) në defter *dike a diçka* edhe *poh. shih te* DEFTER, ~I. I vuri dinamitin *diçkaje shih te* DIN A MIT, ~I. Vë dorë *mbi dike a mbi diçka shih te* DORË,~A. E vuri (e hodhi, e shtiu, e futi) në dorë *dike a diçka shih te* DORË,~A 4. I vuri (i dha) drunë *dikujt mospërf. shih te* JAP. E vuri (e pruri) në

dyzen *shih te* DYZEN,~I. Vuri dhjamë vuri pasuri, u be i pasur, u pasurua. Nuk e vë për faqe *shih te* FAQE,~JA. I vuri ferrën (drizën) *diçkaje shih te* FERRË,~A. E vë (e bie) në flje (në fill) *diçka shih te* FIJE,~A. Vë (fut) në fre *dike shih te* FRE, ~RI i. I vuri fshesën *dikujt a diçkaje shih te* FSHESË,~A. I vuri fugën *diçkaje shih te* FU-GË,~A ii. I vuri fund *diçkaje shih te* FUND,~I. I vuri fushtagën *dikujt shih te* FUSHTAGË,~A. E vuri në gaz e talli, e vuri në lojë. I vuri (i futi) gërshërën *shih te* GËRSHËRË,~A. Vë gishtin *mbi dike a mbi diçka shih te* GISHT,~I. Ka vënë gojë *shih te* GOJË,~A. I vuri (i hodhi) gunën *diçkaje shih te* HEDH. I vë guzhmën *dikujt shih te* GUZHMË,~A. I vuri gjembin *dikujt shih te* GJEMB,~I. I vuri gjoksin (krahët, shpatullat) *shih te* GJOKS,~I. E vë në gjumë *dike shih te* GJUMË,~l. E vurinë hije *dike shih te* HIJE,~A. Vë në jetë *shih te* JETË,~A. S'e vë në kalem *shih te* KALEM, ~I. Nuk e vë në kandar edhe *poh. shih te* KANDAR, ~I. I vuri kapak *(një çështjeje, një bi-sede etj.) shih te* KAPAK,~U. I vuri kazme *diçkaje shih te* KAZMË,~A. Vë (fut) këmbët (këmbën) *diku shih te* KËMBË,~A. I vuri këmbëa *dikujt shih te* KËMBË,~A. I vuri këmbën *diçkaje shih te* KËMBË,~A. E vuri klloçkë *dike shih te* KLLOÇKË,~A. I vuri kosën *shih te* KOSË. ~A. I vë krahët *(një veshjeje) shih te* KRAH, ~U. S'kam vënë kurorë *me dike shih te* KURO-RË,~A. I vuri (i hoqi) kryq *dikujt a diçkaje shih te* KRYQ,~I. I vuri kyçin (çelësin, drynin) *diçkaje shih te* KYÇ,~I. I vuri lesën *diçkaje shih te* LESË,~A. I vuri lesë *dikujt a diçkajeshih te* LESË,~A. E vuri (e futi) në lesë *dike shih te* LESË,~A. la vë lëkurën *me dike shih te* LËKURË,~A. I vuri linjën *di k uj t shih te* LINJË, ~A. E vuri *mi* lojë (në lodër) *dike shih te* LOJË, —A. I vuri lulea (shtëpisë etj.) e shiti shpejt e shpejt nga nevoja, e shiti menjëherë. I vuri majën *diçkaje shih te* MAJË,~A. Vuri (zuri, nxuri) mend *shih te* MEND,~TË. Vë (sntie) në (ndër) mend (në mendje) *diçka shih te* MEND,~TË. I vë mend (mendjen) *dikujt a diçkaje shih te* MEND,~TË. E vuri në mengene *dike shih te* MENGENE,~JA. Ka vënë mish *shih te* MISH,~I. S'e vë (s'e zë, s'e shtie, s'e fut) në numër *shih te* NUMËR,~RI. E vuri (e mori) përpara *dike shih te* PËRPARA. I vë pike *diçkaje libr. shih te* PIKË,~A. E vë në pikëpyetje *diçka shih te* PIKËPYETJE,~A. I vuri pishën (flakën, zjarrin, fltilin) *diç k aj e shih te* PISHË,~A. I vuri plloçën (rrasën) *diçkaje shih te* PLLOÇË, *~~L* E vuri poshtë *dike shih te* POSHTË. I vunë prangat e arrestuan, e lidhën. E vuri (e futi) në pushkë *dike shih te* PUSHKË,~A. I vuri (i ktheu) pushkën (dyfekun) *dikujt shih te* PUSHKË,~A. E vuri në pyka *dike shih te* PYKË,~A. la vuri (ia vari, ia la) në oafë *diçka shih te* QAFË,~A. I vunë (i lidhën) qafolin *dikujt shih te* QAFOL,~I. I vuri qeleshen *dikujt shih te* QELESHE,~JA. I vuri qysqinë *shih te* QYSQI,~A. Vë në një radhë *me dike a me diçka shih te* RADHË,~A. Vë re *shih te* RE. I vë re *shih te* RE. Mos ia vër re *shih te* RE. Vini re! *shih te* RE. I vë rraxhën *shih te* RRAXHË, ~A i. I vuri saçin *dikujt shih te* SAÇ,~I. Vë (ha) seder *me dike shih te* HA. E vuri (e futi) në sirtar *diçka keq. shih te* SIRTAR, ~I. Ia vuri (ia shtiu) syrin *dikujt a diçkaje shih te* SY,~RI. I vë syze (gjyslykë) *dikujt shih te* SYZE,~T. I vuri sharrën *diçkaje shih te* SHARRË,~A. E ka vënë (e ka) në shenjë (në nishan) *dike shih te* SHE-NJË,~A. I vë shenjën *dikujt shih te* SHENJË, ~A. E ka vëDë (e ka futur) në shënjestër *dike* e ka vënë në shenjë. I vuri shkelmin *diçkaje shih te* SHKELM,~I. I vuri shulin *diçkaje* e hodhi poshtë diçka, e prishi, e shkatërroi, e përmbysi. Vuri tellallin *shih tek* TELLALL,~I. I vunë (i varën) teneqenë (le-genin) *dikujt mospërf. shih tek* TENEQE,~JA. I vuri në thikë *shih te* THIKË,~A. E vë në thua *dike shih tek* THUA, THOI. E vuri në ujdi *diçka shih tek* UJDI,~A. E vari në udhë (në rrugë, në vijë, në binarë) *dike a diçka shih tek* (JDHË,~A. E vuri në vaj *dike a diçka shih te* VAJ,~I i. E vuri (e futi, e shtia) në valle *dike shih te.* VALLE, ~J A 5. E vuri (e futi) në rathe *dike shih te* VATH1v ~A. E vuri në vazhdë *dike shih te* VAZHDË,~A. I vuri vegël *diçkaje shih te* VEGËL,~LA. E vuri në vend *diçka shih te* VEND,~I. E vuri në vend *dike shih te* VEND,~I. I vë veshin *dikujt a diçkaje shih te* VESH,~I. E van nën vete *dike shih te* VETE,~JA. I vuri (i hoqi, i futi) vizë (vijë) *dikujt a diçkaje shih te* VIZË,~A. I vuri xixën *diçkaje shih te* XIXË,~A. E vë (e fut, e ruaj) në xhep *shih te* XHEP,~I. I vënçin zitet! *mallk. shih te* ZILE,~JA. S'di ku të vërë (Ira të futë) kokën *shih te* FUT. E puth dhe e vë nëballë *diçka shih te* PUTH. I kanë vënë ag sytë *shih tek* AG,~U. Ta vë babën bnrrë *keq. shih te* BABË,~A. Vë ballë për ballë *shih te* BALLË,~I. E vuri barkun në dhe *shih te* BARK,~U. E vuri barkun në ujë *shih te* BARK,~U. E vë barren pas samarit *tall, shih te* BARRË,~A.

E vuri në bisht të Iahutës *dike shih te* LAHUTË,~A. Të vë në bisht të luges *shih te* LUGË,~A. I vinte (i ngjis-te) brirë (brirët e kaut) *dikujt keq. shih te* BRI,~RI. S'ka vënë (s'ka shkuar) brisk në faqe *shih te* BRISK, ~U. I kanë vënë (i kanë zënë) cergë sytë *shih te* CERGË,~A-Vë dorënnëzemër për *dike shih te*ZEMËR,~RA. Vë (fut) dorën (duart) në zjarr (në prush) për *dike shih te* ZJARR, ~I. për të vënë duart në kokë *shih te* KOKË,~A. I vuri ferrën shtëpisë (derës) *shih te* FE-RRË,~A. E vuri(e ktheu) festen (kësulën, qeleshen, kapelen, takijen) mbi sy (mënjanë) *shih te* SY,~RI. I vuri fletë gojës *shih te* FLETË,~A n. I vuri fre gojës (gjuhës) *shih te* FRE,~RI r. I vë fre pleshtit *shih te* FRE,~RI i. I vë gishtin kokës (vë gishtin në kokë) *shih te* KOKË,~A. Vë gishtin (dorën) në plage *shih te* PLAGË,~A. E vura gishtin në tëmth *shih tek* TËMTH, ~I. I vuri gojës kanxhën *shih te* KAN-XHË,~A. I vuri gojës (buzës) lesh *shih te* LESH,~I. I vë gurin e rëndë *dikujt a di çk aj e shih te* GUR, ~I. Vë (hedh) gurë në rrota *shih te* GUR,~I. I vuri gurin e varrit *diçkaje shih te* VARR,~I. I vuri një gur zemrës *shih te* GUR,~I. I vë gurët në zemër *dikujt shih te* ZEMËR,~RA. I kanë vënë (i kanë, i mbajnë) gjilpërat majë me majë *shih te* GJILPËRË, ~A. Nuk vuri (nuk shtiu) gjumë në sy nuk fjeti fare. Vë hardhjen në bisht *shih te* HARDHJE,~A. I vuri jastëk fjalës *shih te* JASTËK,~U. Vuri (futi) kokën në gërshërë *shih te* GËRSHËRË,~A. E vuri kokën në kandar *shih te* KANDAR,~I. E vuri kokën në satër për *dike a për diçka shih te* SATËR,~I. E vuri kokën (kryet) në torbë (në trastë) *shih tek* TOR-BË,~A. Ka vënë (ka zënë) kore (dregëz) plaga *shih te* KORE,~JA i. I vuri (i shtiu) krahët derës (murit) *shih te* KRAH,~U3. Ia vuri kufljtëte thana *dikujt shih te* THANË,~A. I vuri kyçin (drynin) gojës *shih te* KYÇ,~I. I vuri kyçin (drynin) shtëpisë *shih te* KYÇ, ~I. I vuri lëkurën e gomarit *dikujt shih te* LËKURË,~A. I vuri (i hodhi) lakun (litarin) në fyt (në grykë, në qafë) *shih te* LAK,~U. E vuri në majë të dyfekut *dike shih te* DYFEK,~U. S'e vë as në majë të gishtit *dike shih te* GISHT,~I. Ia van majën mullarit *shih*

*te* MULLAR,~I. I vuri mokrat në këmbë *shih te* MOKËR,~RA. Vë pikat mbi i *shih te* PIKË,~A. I vë pleshtit zile *shih te* PLESHT,~I. E ka vënë plëndësin në kokë (e ka varur plëndësin në qafë) *shih te* PLËNDËS,~I. Vë pulën në zogj *shih te* ZOG,~U. E ka vënë punën përpara *shih te* PËRPARA. E vuri punën nën vete *shih te* VETE,~JA. Nuk e vë qafën në litar *shih te* LITAR~T. Vuri (futi) qafën në zgjedhë *shih te* ZGJE-DHË,~A. I vuri (i hodhi) rezen shtëpisë (derës) *shih te* REZE,~JA. I vuri rreth kokës *shih te* RRETH,~I. E vnnë në site e në shoshë *dike shih te* SITË,~A. I kanë vënë sytë tis *shih tek* TIS,~11. U vë shenjë fja-lëve *të dikujt shih te* SHENJË,~A. I ka vënë shkeinIB (këmbën, duart) në fyt (në grykë, në gjoks) *shih te* SHKELM,~I. I ka vënë shkelmin (gjunjët) në bark *dikujt shih te* SHKELM,~I. I vë (i fut) shkopmj aë rrota *shih te* SHKOP,~I. E vuri (e mbër-then) me shpatulla pas murit (në mur) *shih te* SHPA-TULL,~A. I Turi shtupën (tapën) gojës *shih te* SHTU-PË,~A. I vunë thembrën (këmbën) në qafë *shih te* QAFË,~A. I vuri thikën (thonjtë) në grykë (në fyt) *dikujt shih te* GRYKË,~A. Nuk e vë ujin në zjarr *shih te* ZJARR ~I. E vuri (e futi, e shtiu) në varr (nëdhe) pëf së gjalli (" gjaltt) *shih te* VARR,~I. E vë veten në lëkurën *e dikujt shih te* LËKURË,~A. E vuri në xhepin e pasmë *shih te* PASMË (i), ~E (e). I vë zile miut *shih te* MI,~U. la vuri (la futi, ia shtiu) të dyja këmbët në një këpucë (në një opingë) *dikujt shih te* KËMBË, ~A.

VËLLA,~I *m. sh.* VËLLEZËR, VËLLEZËRIT-

1. Djali kundrejt fëmijëve të tjerë që kanë prindër të njëjtë. *Vëllai i madh (i vogël). Vëlla i gjetur* vëlla vetëm nga nëna ose vetëm nga babai. *Vëllai im. I vëllai* vëllai i tij (i saj). *Vëlla e motër. Vëlla prej babait (prej nines)* djali kundrejt fëmijëve të tjerë nga baba (ose nga nënë) tjetër. *Vëlla qumështi* djali kundrejt fëmijëve të një familjeje tjetër, nëna e të cilëve i ka dhënë gji. *Vëlla shpirti* vëllam. *Vëllai për vëllanë fj.u.* vëllezërit duhet ta ndihmojnë kurdoherë njëri-tjetrin. *Jem vëllezër. E kam vëlla. Duhen si vëllezër e shkuar vëlle-zërve.*

2. *etnogr.* Vëllam. *E kishte bërë vëlla. Ishin bërë vëllezër.*

3. Ai që është i një gjaku a i një fisi me dike tjetër, ai që është i së njëjtës kombësi a i të njëjtit komb me një tjetër, bashkëkombës. *Vëllezër të një gjaku. Vëllezërit tanë jashtë kufijve. Jemi vëllezër shqiptarë.*

4. Ai më të cilin na lidhin kushtet shoqërore, idea-let e qëllimet e përbashkëta; shok mendimi e ideje, shok lufte; shok a mik shumë i ngushtë. *Vëllezër klase. Vëllezër armësh. Jemi vëllezër. E kam vëlla e shkuar vëllait* e kam shok e mik shumë të dashur, si vëlla e më të afërm se vëllanë.

5. Përdoret për t'iu drejtuar me ngrohtësi, në më-nyrë familjare e miqësore një burri, një djali ose një të riu. *Eja ti vëllai im! Që thua ti, vëlla i dashur,... More vëlla! Ç'të të them, more vëlla!*

6. *bot.* Kalli misri, gruri etj., që del e rritet një-kohësisht nga e njëjta rrënjë; këlysh; *vet. sh.* disa kallinj misri të ngjitur së bashku. *Bimë me shumë vëllezër. Ka nxjerrë vëllezër. Kanë dalë vëllezër.*

7. *Përd. mb.* sipas kuptimeve 3, 4 të emrit. *Popuj vëllezër. Vende vëllezër.*

• Vëlla pa hise *krahin.* vëllam. Sikur edhe vëllai të me lindë çfarëdo që të ndodhë, edhe sikur të me vijë diçka shumë e mirë (për një punë që s'dua ta bëj). Gjumi është vëllai i vdekjes ;. *u. shih te* GJUMË,~I. Vëllezër jemi, shokë s'jemi *shih te* SHOK,~U.

VËLLAÇKO,~JA *m. sh.* ~, ~T *bised., përk. shih* VËLLA,~Ii,s. *Vëllaçkoja i vogël. Dëgjo vëllaç-ko.'Ejavëllaçko!*

VËLLAM,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *etnogr.* 1. Secili nga dy shokët e ngushtë, të rinj a burra, që pinin nga një pike gjak prej njëri-tjetrit dhe bëheshin si vë-llezër, ai që pinte gjak me një tjetër. *Besnik si vë-llami. E bëri (e kishte) vëllam.*

2. Një i afërm i dhëndrit, që shoqëronte nusen kur i vihej kurora; secili nga të dy fëmijët që rrinin pranë dhëndrit e nuses kur këta vinin kurorë. *Vëllami i dhëndrit. Vëllami e mbante nusen për krahu.*

VËLLAMËRI,~A . *etnogr.* 1. Një nga doket e hershme, që kishte për qëllim të forconte miqësinë ndërmjet dy të rinjve a dy burrave, duke pirë një pike gjak nga njëri-tjetri; lidhja që kishin vëllamët midis tyre, të qenët vëllam me dike. *Vëllamëri e forte. Kishte vëllamëri me të.*

2. *përmb.* Tërësia e vëllamëve, vëllamët. *U mblodh vëllamëria.*

VËLLAMI,~A . *etnogr. shih* VËLLAMËRI,—A.

VËLLATH,~I *m. përk.* Vëlla. *Vëllathi im i dashur!*

VËLLAVRASËS,~E *mb.* 1. Që ka vrarë të vëllanë a një njeri shumë të afërm të një gjaku. *Dora vëlla-vrasëse.*

2. Që ka vrarë njerëz të kombësisë së vet a të kombit të vet ose shokë të klasës së vet shoqërore, të një ideali etj.; që u ka sjellë a u sjell vdekjen këtyre njerëz ve; që shkakton gjakderdhje midis popuj ve a ven-deve vëllezër; që bën vëllavrasje. *Luftë vëllavrasëse. Politikë vëllavrasëse.*

VËLLAVRASJE,~A 1. Vrasje e vëllait a e një njeriu shumë të afërm të një gjaku. *Shkaktari i vëlla-vrasjes.*

2. Vrasja e njerëzve të kombësisë së vet a të kombit të vet, e shokëve të klasës së vet shoqërore, të një ideali etj.; gjakderdhje midis popujve vëllezër; luftë që sjell vrasje e gjakderdhje të tilla. *Nxiste (mbillte) vëllavrasje. Shpuri (çoi) në vëllavrasje. për të ndaluar vëllavrasjen.*

VËLLAZËRI,~>A. *sh.* -, ~"TË. 1. *përmb.* Tërësia e vëllezërve, vëllezërit. *U mblodh (erdhi) vëllazëria.*

2. Lidhja e ngushtë e dashuria ndërmjet vëllezërve ose ndërmjet njerëzve të një gjaku; të qenët vëlla me dike. *Të ruajmë vëllazërinë!*

3. *etnogr.* Nënndarje e një fisi, e cila përbëhej nga disa familje të mëdha ose nga disa grupe familjesh që kishin prejardhje të përbashkët nga ana e babait e prone të përbashkët dhe ndahej në disa barqe sipas numrit të djemve. *Vëllazëri të mëdha (të vogla). Vëllazëri me pesë barqe. Fis me tri (me katër, me gjash-të) vëllazëri.*

4. *vet. nj.* Shoqëri a miqësi e ngushtë e disa njerëzve që i lidhin interesat e qëllimet e përbashkëta; lidhje e dashuri prej vëllezërish. *Kemi vëllazëri me të. Forcuan vëllazërinë.*

5. Bashkim i disa njerëzve që janë të një kombë-sie a kombi ose që kanë interesa e qëllime të njëjta, të cilët formojnë një shoqëri me synime të caktuara, shoqëri, shoqatë. *Vëllazëritë atdhetare (kombëtare). Vëllazëritë e shqiptarëve jashtë atdheut. Anëtar i vë-Uazërisë. Themeluan një vëllazëri.*

*6. fet.* Grup murgjish a fetarësh të tjerë që banojnë në një manastir a që janë të lidhur nga qëllime e synime të përbashkëta, bashkësi fetare. *Vëllazëri fetare. Bënte pjesë në vëllazërinë e manastirit.*

VËLLAZËRfM,~I *m.* 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve VËLLAZËROJ, VËLLAZË-
ROHEM. *Vëllazërim i pathyeshëm (i vërtetë, i për-jetshëm). Vëllazërimi i punëtorëve (i popujve). Vëllazërim armësh. Vëllazërimi i klasës punë lore me fsha-tarësinë. Vëllazërimi i grurit. bot. Frymë vëllazërimi.* 2. *përmb. shih* VËLLAZËRI,~A i.

VËLLAZËRlSHT *ndajf.* 1. Si vëlla a si midis vëllezërve, në mënyrë vëllazërore, me dashurinë e vëllait. *E përqafoi vëllazërisht. Sillej vëllazërisht me ti. E ndihmoi vëllazërisht. E pleqëruan (e zgjidhën) vëllazërisht.*

2. Duke përfshirë të gjithë vëllezërit, së bashku më të gjithë vëllezërit, së bashku si vëllezër. *Shkuan vë-llazërisht. E ndërtuan vëllazërisht. Bashkëpunojnë (pu-nojnë, përpiqen) vëllazërisht.*

VËLLAZËROHEM *vetv.* 1. Krijoj marrëdhënie vëllazërore ose miqësie shumë të ngushtë me dike, afrohem e bëhem si vëlla me të; ndërpres grindjet a luftën vëllavrasëse me dike dhe ushqej ndjenja vëllazërore për të; pajtohem me dike e bëhem mik i ngushtë me të.

2. *etnogr.* Bëhem vëllam me dike.

VËLLAZËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Krijoj marrëdhënie vëllazërore ndërmjet dy a me shumë vetave, i afroj e i bëj si vëllezër; shuaj grindjet a luftë-rat vëllavrasëse ndërmjet dy palëve dhe u ushqej ndjenja vëllazërore për njëri-tjetrin; i pajtoj. *Na vë-llazëroi lufta e përbashkët. Na kanë vëllazëruar betejat klasore.*

2. *jokal. vet. veta III bot.* Nxjerr bisqe a filiza nga i njëjti vend, nxjerr vëllezër. *Vëllazëron gruri (elbi, tërshëra, orizi). Vëllazërojnë të lashtat.*

VËLLAZËROR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me lidh-jet ndërmjet vëllezërve, i vëllezërve. *Lidhje vëllazërore.*

*2.* Shumë i afërt e i ngushtë, i ngrohtë e i dashur, si ajo që bashkon e lidh vëllezërit, si prej vëllai. *Da-shuri (miqësi, marrëdhënie) vëllazërore. Bashkëpunim (bashkim) vëllazëror. Ndihmë vëllazërore. Pritje vëllazërore. Ushqen ndjenja vëllazërore.*

yËLLAZËRUAR (i,e) *mb.* 1. Që ka krijuar marrëdhënie vëllazërore ose miqësie shumë të ngushtë me dike, që ësbtë bërë si vëlla me të; që ka pushuar grindjet a luftën vëllavrasëse me dike, që është vëllazëruar me të. *Njerëz të vëllazëruar. Popuj të vëllazëruar.*

2. *etnogr.* Që është bërë vëllam me dike tjetër.

VËLLAZf,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *Bised.* Vëlla fatkeq, vëlla që është për t'i qarë hallin; vëlla sa për emër; i shkreti vëlla, i ziu vëlla.

VËLLESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. E shoqja e vë-llait, kunatë. *E ka vëlleshë.*

VËLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Madhësia e diçkaje që ka gjatësi, lartësi e gjerësi dhe që matet me njësi kubike; pjesa e hapësirës që zë një trup. *Vëllimi i arkës (i dollapit...). Vëllimi i ndërtesës.*

*2. gjeom.* Hapësira që zë një trup gjeometrik, që ka tri përmasa dhe kufizohet nga sipërfaqe. *Vëllimi i kubit (i cilindrit).*

3. Sasi a masë e diçkaje (e një pune, e njohurive etj.)j *Vëllimi i punës (i ndërtimeve). Vëllimi i përgjith-shërh iprodhimit industrial. Vëllimi i njohurive tëfituara.*

4. Libër i botuar mëvete, libër si vepër e veçantë; secili nga librat e veçantë e zakonisht të trashë të një vepre që botohet në seri, pjesë e një vepre tëcaktuar që shtypet në disa libra. *Vëllimi i tridhjetë i veprave të shokut Enver. Vëllimi i parë i Fjalorit. Vëllim me vjersha (me Iregime, me studime). Pjesa e parë e vëllimit. Enciklopedia në dhjetë vëllime. Biblioteka ka mijëra vëllime.*

5. *fiz., muz.* Shkalla e lartësisë a e intensitetit të tingullit, fuqia e zërit.

VËLLIMMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *spec.* Pajisje e posaçme për të matur vëllimin e një trupi (kur nuk mund të përcaktohet duke e zhytur në ujë e duke llo-garitur vëllimin e ujit të zhvendosur).

VËLLIMOR,~E *mb. spec.* Që ka të bëjë me vëlli-
min e diçkaje, që i përket vëllimit, i vëllimit. *Shtrirje vëllimore.*

VËLLIMSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që zë shumë vend, që ka vëllim të madh. *Objekt i vëllimshëm.*

2. Që ka shumë fletë, i trashë, i madh (për Iibrin); që është në shumë vëllime. *Roman i vëllimshëm. Vepër e vëllimshme.*

3. Që është në sasi të madhe, i madh, i shumtë. *Punë e vëllimshme.*

VËMENDJE,~A . 1. Përqendrimi i veprimtarisë psikike te dikush a te diçka; drejtimi i mendjes, i shikimit a i dëgjimit te dikush a te diçka. *Vëmendje e madhe. Baza fiziologjike e vëmendjes. psikol. Zhvendosja e vëmendjes. Drejtoj (përqendroj). vëmendjen. I nxit vëmendjen dikujt. Dëgjoj (shikoj, ndjek) me vëmendje. Me tërheq vëmendjen diçka a dikush* me bie në sy; me bën përshtypje.

2. Kujdesi e interesimi që tregojmë për dike a për diçka sipas vlerësimit që i bëjmë; qëndrim i kuj-desshëm e mirëdashës. *kushtoi vëmendje të veçantë (të madhe, kryesore). Tregon vëmendjen e duhur. E trajtoi me shumë vëmendje. Meriton (kërkon) vëmendje më të madhe. E largon vëmendjen nga diçka a nga dikush* nuk tregon me kujdes për të, nuk merret me me të, e lë në harresë. *E ka (evuri) në qen-dër të vëmendjes diçka* e quan kryesore a të dorës së parë diçka, tregon kujdes të madh e të vazhdue-shëm për të. *E la jashtë vëmendjes* nuk tregoi kujdes, nuk u interesua për të.

I tërheq vëmendjen *dikujt shih tek* TËRHEQ.

VËMENDSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që bën
diçka duke përqendruar gjithë vëmendjen e tij; që e ka drejtuar gjithë mendjen, shikimin a dëgjimin në diçka, që e ndjek me vëmendje diçka; që shpreh përqendrim të vëmendjes. *Nxënës i vëmendshëm. Studiues (vëzhgues) i vëmendshëm. Mjek i vëmendshëm. Me sy të vëmendshëm.*

*2.* Që tregon kujdes për dike a për diçka; që shpreh interesim; i kujdesshëm. *Qëndrim i vëmendshëm. Është i vëmendshëm ndaj kërkesave të popullit. Tregohet i vëmendshëm më të gjithë.*

3. Që bëhet me kujdes, me imtësi e me përpikëri; i kujdesshëm e i përqendruar. *Kontroll (vëzhgim, shqyrtim) i vëmendshëm. Studim (lexim) i vëmendshëm.*

VËNË (i,e) *mb.* 1. Që nuk është natyror, që është vënë nga njeriu; artificial. *Dhëmbë të vënë. Flokë të vënë. Një sy e ka të vënë.*

*2.* Që është sjellë diku nga një vend tjetër, që s'ka qenë më parë aty, i hedhur. *Dhe i vënë.*

3. I mbjellë zakonisht me fidan, që nuk ka mbirë vetë në atë vend nga fara. *Duhan i vënë. Pemë të vena.*

4. *Bised.* Që është kursyef e është grumbulluar për t'u ruajtur (për paratë). *Para të vena* para të thata. *Kishte florinj të vënë.*

5- *fig.* Që është nxitur nga dikush kundër një tjetri, që ësntë kurdisur nga të tjerët për të bërë një të keqe, i shtyrë. *Njeri i vënë. Vrasës i vënë.*

VËNËS,~I *m. sh.* ~-, ~IT *libr.* 1. Ai që vë një shfaqje në skenë.

2. Ai që vë një emër. *Vënësi i emrit.*

VËNG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Rrethi i drunjtë i rrotës së qerres, ku mbërthehen rrezet qëdalin nga bucela; secila nga pjesët që përbëjnë këtd rreth, gavyell. *Vëngu i qerres. Rrotë me katër vëngje. U thye një vëng.*

2. Verigë a vrimë në anët e opingës, ku futet gjalmi; gjaltni që përdoret për tëlidhur opingat pas këmbës. *Vëngu i opingës. Opinga me vëngje. U këput vëngu. Doli gjalmi nga vëng jet.*

3. Dru i shkurtër që ngulet në tokë për të lidhur kafshët, që përdoret në ndërtime etj.

4. *krahin.* Çengel; zinxhir. *Vari kusinë në vëng. Çdo berr varet në vëng të vet. fj.u.*

5. *vet. sh. fig. krahin.* Zinxhirët, verigat.

6. *fig. shih* VJEGË,~A. *la gjeti vëngun.*

7. *krahin.* Parandjenjë, ugur; ankth. *Kish një vëng të mirë. Me zuri vëngu.*

+ E bëri vëng *dike* e shtrëngoi mirë, s'e la të luante, i mblodhi rripat.

VËNGARASH,~E *mb.* 1. I vëngër. vëngërosh. *Me sy vëngarashë.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).

VËNGËR (l,e) *mb.* 1. Që i ka sytë të shtrembër; që shikon shtrembër, çakërr. *Njeri i vëngër. Me sy të vëngër. Është pak i vëngër.*

2. *fig.* Që shpreh inat, keqdashje e mospërfillje; që shpreh zili a dyshim. *Shikim (vështrim) i vëngër.*

3. *fig.* I ngatërruar; ters. *Punë e vëngër. Është njeri i vëngër.*

VËNGËR *ndajf* 1. Me sytë shtrembër, jo drejt, shtrembër. *Sheh vëngër.*

*1. fig.* Me inat a me keqdashje, në mënyrë jomi-qësoreame mospërfillje; me zili a me dyshim. *Eshihte vëngër. I rrinte vëngër.*

VENGËRI,~A . Të qenët i vëngër. *Vëngëri e lehtë (e rëndë, e theksuar). Shërimi i vëngërisë.*

VËNGËRtM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve VËNGËROJ, VËNGËROHEM.

VËNGËRISHT *ndajf.* Vëngër.

VËNGËROHEM *vetv.* 1. Bëhem i vëngër. *U vën-gërua që i vogël.*

2. *fig.* Humbas aftësinë për t'i parë gjërat drejt; nuk kam dëshirë t'i shoh gjërat drejt, mbarë e me dashamirësi, fitoj prirjen për t'i parë gjërat shtrembër, bëhem njeri ters. *Qenka vëngëruar fare.*

VËNGËROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I shkon shtrembër; vete vëngër, sheh shtrembër (për sytë). *vëngërojnë sytë.*

*2.* edhe *kal.* Shoh shtretnbër, jam i vëngër; e shikoj dike me bisht të syrit a vjedhurazi. *Ka ca kohë që vëngëron. Ka vëngëruar qëfëmijë. E vëngëroi nga këmbët te koka.*

3. *kal.* Shtrembëroj (për sytë). *Vëngëroi sytë* shi-koi shtrembër.

4. edhe *kal. fig.* E shikoj dike me inat a me keqdashje; e shikoj me zili a me dyshim.

VËNGËROSH, ~E *mb.* 1. I vëngër. *Me sy vëngë-roshë. Fëmijë vëngërosh.*

*1. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).

VËNGËRT (l,e) *mb.* I vëngër.

VËNGOJ *kal.* dhe *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Vëngëroj.

2. Eci a shkoj shtrembër, eci në një krah; çaloj pak në njërën këmbë.

VËNGON *jokal.,* ~OI, ~UAR. Gjëmon, oshëtin. *Vëngon zëri. Vëngon lufta. Me vëngojnë veshët.*

VËNGOSH,~E *mb.* 1. I vëngër, vëngërosh. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit (për nje-rëzit).

VËNGTHI *ndajf.* Shulthi, bajmakthi. *Kali ecte vëngthi.*

VËNIE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VË, VIHEM. *Vënia e shtyllave. Vënia e nënshkrimit. Vënia e interesit të përgjithshëm mbi interesin vetjak. Vënia në skenë. Vënia në jetë e diçkaje. Vënia në përdorim e diçkaje.*

VËRCAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Thikë e madhe dhe e rëndë që përdor kasapi për të prerë mishin; hanxhar.

VËRDALLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vorbull; dredhë; shakullinë. *Vërdallë uji. Vërdallë ere.* 2. *fig.* Pështjellim, rrëmujë. *Kishte vërdalla.*

VËRDALLË *ndajf.* Rrotull, rreth e rrotull; poshtë e lart, sa andej këtej. *Vjen vërdallë* sillet, rrotullohet. *Shkonte vërdallë nëpër dhomë. Vinte vërdallë* sillej poshtë e përpjetë kot, nuk bënte asnjë punë.

E sjell vërdallë (rrotull) *dike shih te* RROTULL. I vjen (i sillet) vërdallë (rrotull, rreth) *dikujt shih te* RROTULL. I vjen (i sillet) festja (takija) vërdallë (rrotull) ka shumë kokëçarje dhe nuk di si t'ia bëjë, është në një gjendje shumë të vështirë ose është shumë i ngarkuar me punë dhe s'di ç'të bëjë me pare. I vjen (1 sillet) mendja (koka) vërdallë (rrotull) ka shumë kokëçarje dhe nuk di si t'ia bëjë, i vjen festja vërdallë. I vjen tjegulla vërdallë (përqark) *dikujt shih tek* TJEGULL,~A.

VËRDATEM *vetv.,* ~(u), ~UR *krahin.* I sulem dikujt a diçkaje, i vërsulem. *Iu vërdat me fjalë.*

VËREHEM *vetv.* 1. *vet. veta 111.* Vihet re, rastis, haset, ndodh diçka. *Është vërejtur shpesh kjo dukuri. Vërehet se...*

2. *Pës. e* VËREJ.

VËREJ *kal.,* ~TA, ~TUR. 1. Shoh me vëmendje e me një qëllim të caktuar, vështroj me kujdes e me një synim; vëzhgoj; vë re. *E vërejti me kujdes. Vërejti andej e këtej. Pse me vëren kështu?*

*2.* Dalloj me sy dike a diçka, e shquaj, vë re; ma rrok syri, e kap. *E vërejta kur kaloi.*

3. Tregoj vëmendje a kujdes për dike, kujdesem; e vështroj. *Vëreje djalin se mos rrëzohet!*

4. Vë në dukje a nxjerr një përfundim pasi e shqyr-toj mirë ose pasi e studioj diçka; vërtetoj, nxjerr. *Kongresi (konferenca, mbledhja) vëren se...*

VËREJTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VËREJ, VËREHEM.

2. Vështrim i kujdesshëm e i ngulur për një kohë të gjatë te dikush a te diçka; vëmendje, kujdes ipërqendruar. *E pa me vërejtje. Na tërhoqi vërejtjen* na ra në sy, na tërhoqi vëmendjen; na bëri përshtypje.

3. Përfundim i përgjithshëm a i veçantë kritik që nxirret gjatë shqyrtimit a studimit të diçkaje dhe që i jepet dikujt, zakonisht për të bërë ndonjë ndreqje a rregullim; mendim kritik i shprehur me ndonjë shënim anash në një tekst të shkruar ose i shprehur me gojë në një mbledhje etj. *Vërejtje e drejtë. Vërejtjet e popullit. Vërejtjet e kritikëve. Vërejtje me vend. Karri vërejtje. Bëri një vërejtje. Man parasysh vërejtjet.*

4. Këshillë a udhëzim që i jepet dikujt për të ndre-qur një të metë a një gabim, qortim; masë disipli-nore (me gojë ose me shkrim) që merret ndaj dikujt për të meta e gabime në punë ose për sjellje e veprime jo të mira. *Vërejtje e lehtë (e rëndë). Vërejtje me pa-ralajmërim. Vërejtje me shënim në biogrqfi. I hoqi (i tërhoqi) vërejtje* e qortoi.
*it* Nën vërejtje përkohësisht në gjendje arresti, nën vëzhgim të veçantë.
VËRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Vrimë. *Vërat ehundës. U fut në një vërë.*
VËRGJILLTË (i,e) *mb.* I shkathët, i lehtë e i shpejtë. *Njeri i vërgjilltë.*
yËRSË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bised.* Moshë. *Në vër,sën time. Jane të një verse.*
VËRSNIK,~E *mb. bised.* 1. Që ka të njëjtën moshë me një tjetër, moshatar. *Është vërsnik me mua.*
*'%. si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka të njëjtën moshë me një tjetër, moshatar. *Vërsnikët e mi. Ishin vërsnikë.*
VËRSULEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Turrem me vriill e me vrap për diku, sulem me vrull, lëshohem me vrap. *lu vërsul armikut. M'u vërsul qeni.*
2. *fig.* E sulmoj dike me fjalë a me kërcënime, i turrem. *lu vërsul me britma (me të shara).*
VËRSULJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes VËRSULEM.
VËRSHËLLEJ *jokal.,* ~EVA, ~YER. Fishkëllej.
VËRSHËLLlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fishkëllim.
VËRSHËLLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fishkë-Ilimë.
VËRSHËLLYES,~E *mb.* Fishkëllyes.
VËRSHlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kupWmeve të foljes VËRSHOJ. *Vërshimi i ujërave. Vërshimet e lumit. Vërshimi i punëtorëve në skenë. Vërshimi i mendimeve (i ndjenjave). Vala e vërshimeve.*
VËRSHOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veto III.* Del | uji i një lumi, i një përroi etj. jashtë shtratit dhe derdhet me vrull e përmbyt vendin rreth e rrotull. *Vërshoi lumi. Vërshuan përrenjtë.*
2. *vet. veta III.* Del me vrull, rrjedh çurg, shpërthen. *vërshoi gjaku nga hundët. 1 vërshuan lotët.*
3. *kryes. sh.* Shkojmë diku me vrull si vale, derdhemi valë-valë, vërsulemi. *Vërshuan njerëzit në fushë. Vërshuan vullnetarët. Vërshoi rinia në shkollë. Vërshuan mijëra sportdashës në stadium. Vërshuan nga të katër anët.*
4. *vet. veta III kryes. sh. fig.* Vijnë me shumicë si vale, shfaqen me vrull (për mendimet, ndjenjat etj.).
*vërshuan mendime (ide) të reja. Vërshojnë ndjenjat rinore. Vërshuan kërkesat.*
VËRSHUES,~E *mb.* Që del nga shtrati dhe per-mbyt vendin (për ujin e lumit etj.); që derdhet me vrull e në sasi të madhe, që vërshon. *Lumenjtë vër-shues. Ujëra vërshuese. Shira vërshuese.*
VËRTET *kal.,* ~A, ~UR *bised. shih* VËRTETOJ i.
VËRTET. I. *ndajf.* 1. më të vërtetë, ashtu sikurse është në të vërtetë, në mënyrë të tillë që asnjeri nuk dyshon; me siguri. *Vërtet, ashtu është. Vërtet, kjo është shumë e ngutshme. Do të vijë vërtet. E tha vërtet apo jo?*
*2.* Me gjithë mend, seriozisht, më të vërtetë. *Vërtet thua? Vërtet e ke? S'e ka vërtet.*
3. *si fj. ndërm.* Është e vërtetë, më të vërtetë, të themi të vërtetën, ç'është e vërteta. *Puna, vërtet, të lodh, po të jep kënaqësi të madhe. Vërtet, e vonoi ca, po e ka bërë shumë të bukur.*
II. *pj.* 1. Përdoret në fjali për të miratuar diçka ose për të përforcuar atë që është thënë. *Ishte vërtet shumë i zoti ai. Çështja ishte vërtet e rëndësishme. U gëzova vërtet kur e pashë. Vërtet e mbaroi?*
2. Përdoret kur shprehim çudi, dyshim, mosbesim, ironi etj. □ — *Erdhi ajo. — Vërtet?* D
Vërtet që... megjithëse.
VËRTETEM *vetv. bised.* I. Vërtetoj diçka duke dale si dëshmitar.
2. *Pës. e* VËRTET.
VËRTETESË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* Vërtetim, dëshmi. *Vërtetesë zyrtare. Idhanjë vërtetesë. Paraqiti vërtetesën.*
VËRTETË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Diçka që është e vërtetë, ajo që përputhet me realitetin; fakt a diçka tjetër që nuk mund të hidhet poshtë, që nuk mund të mohohet, që është vërtet i tillë; diçka që është e sigurt dhe e saktë; *kund.* gënjeshtër. *E vërtetë e pa-mohueshme. Tha (tregoi) të vërtetën. Mbroj të vërtetën. E mbuloi (e fshehu, e shtrembëroi) të vërtetën. Si është e vërteta? E nxori në shesh të vërtetën. Doli në shesh e vërteta. la tha të vërtetën në sy. Me mirë një e vërtetë e hidhur se një gënjeshtër e ëmbël. fj,u.*
*2.* Gjendja reale, kushtet e vërteta që na rrethojnë; realiteti objektiv. *E vërteta në jetë. Përshkruan të vërtetën.*
3. *filoz.* Dije që e pasqyron drejt realitetin objektiv në ndërgjegjen e njerëzve, dije që përputhet me realitetin dhe është provuar në praktikë. *E vërteta absolute* dijee plotë, e gjithanshme dhe përfundimtare për realitetin objektiv, që nuk ndryshon me zhvi-llimin e mëtejshëm të dijeve dhe të praktikës. *E vërteta objektive* dije që përputhet me realitetin objektiv, që nuk varet nga subjekti dhe është vërtetuar nga praktika. *E vërteta relative* dije objektivisht e drejtë për realitetin, po jo e plotë, që me kalimin e kohës saktësohet, bëhet më e thellë e më e plotë.
4. Ide a tezë që shtjellohet ose që arrihet nga një shkencë e caktuar, që pasqyron drejt realitetin objektiv dhe vërtetohet nga praktika e nga përvoja e njeriut; gjykim a mendim i shëndosbë që përputhet me realitetin ose me faktet reale. *E vërteta marksiste-leniniste. E vërteta e përgjithshme. E vërteta his tor ike. E vërteta matematike.*5. Diçka qa është e drejtë, e mirë dhe në përputhje me moralin komunist, ajo nga e cila njeriu duhet të udhëhiqet në punën dhe në veprimet e tij; e drejta. *Rruga e së vërtetës* rruga e drejtë, rruga që të con drejt së mirës e së drejtës. *Jeton (rron) me ti virtetën* jeton ndershmërisht, me drejtësi. *Shkoftë kohi e shkoftë mot, e vërteta del me not.fj.u.* e vërteta del kur-doherë me shesh.
më të vërtetë vërtet. Çështë e vërteta (e drejta...) *fj. ndërm.* përdoret për të theksuar atë që thuhet, me kuptimin “në të vërtetë, pa dyshim, sigurisht”. T” them (të them!) të vërteten *fj. ndërm.* përdoret për të theksuar me shumë vërtetësinë e asaj që thuhet, me kuptimin “sigurisht, vërtet”. E shikon të vërteten në sy i vlerëson gjërat ashtu siç janë, i sheh gjërat drejt. I” tha të katër të vërtetat në sy ia tha gjërat hapur, nuk i fshehu asgjë, ia tha cope të gjitha.
VËRTETË (i,e) *mb.* 1. Që përputhet ms gjendjen e gjërave ashtu siç janë, që i përgjigjet realitetit ob-jektiv, që e paraqet diçka ashtu siç është në jetë; që nuk të ngjall asnjë dyshim, i sigurt e i saktë; që për-mban në vetvete të vërteten, që mbështetet në të vërteten; *kund.* i gënjeshtërt;

i rremë. *Lajm i vërtetë. Ngjar-je e vërtetë. Tregim i vërtetë. Emri i vërtetë. Është e vërtetë. Tregoi fytyrën e vërtetë.*
2. Që i përmbahet fort asaj që thotë, besnik gjer në fund ndaj dikujt a diçkaje, i hapur, i çiltër e i ven-dosur; i tillë siç duhet të jetë, që përbën në vetvete shembullin më të mirë të diçkaje, jo i shtirur; i drejtë; *kund.* i rremë. *Marksist-leninist i vërtetë. Komunist (revolucionar) i vërtetë. Burrë (njeri) i vërtetë. Mik i vërtetë. Unitet i vërtetë. Miqësi (dashuri) e vërtetë. Kjo është rruga e vërtetë.*
3. Që ka të gjitha vetitë a cilësitë e duhura, i paster, i thjeshtë; natyror. *Ar i vërtetë. Qelibar i vërtetë. Verë e vërtetë. Lesh i vërtetë.*
4. Që vjen nga një burim i njohur, që është siç është bërë në fillim, jo i kopjuar, origjinal. *Dorëshkri-mi i vërtetë. Dokument i vërtetë. Tabloja e vërtetë e piktorit.*
5. Që është provuar shkencërisht a që është vër-tetuar nga praktika. *Teori e vërtetë. Përfundim i vërtetë.*
• Në kuptimin e vërtetë të fjalës *shih te* FJA-
LË,~A.
VËRTETËSI,~A . 1. Të qenët i vërtetë; vetia e asaj që është e vërtetë; saktësi. *Vërtetësia e një do-kumenti. Vërtetësia e teorisë marksiste-leniniste. Vërtetësia e një teze. Ka vërtetësi. Provoj vërtetësinë e diçkaje.*
*2. let., art.* Veçori e brendisë së një vepre letrare a artistike, që buron nga vlerësimi i dukurive të jetës në përputhje më të vërtetën objektive. *Vërtetësia artistike. E pasqyron jetën mi vërtetësi.*
VËRTETIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VËRTETOJ, VËRTETOHET. *Vërtetimi i një dokumenti. Vërtetimi i mandateve. Vërtetimi i një teoreme. Gjtn vërtetim* vërtetohet.
2. Dokument a shkresë që vërteton diçka; dëshmi. *Vërtetim me shkrim. Bëri një vërtetim. Lëshoi (mori) një vërtetim.*
VËRTETOHET *vetv.* 1. Del se diçka është e vërtetë a e drejtë. *U vërtetua fjala e Partisë. Lajmi u vër-*
*tetua phtësisht. Vërtetohet në jeti (nl praktikë). 2. Pës. e* VËRTETOJ.
VËRTETOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Pohoj se diçka është e vërtetë a e saktë, pasi e kam shqyrtuar ose e kam kontrolluar; provoj me fakte, me dëshmi, me prova etj. vërtetësinë ose saktësinë e diçkaje; tre-goj se diçka është plotësisht e vërtetë dhe e saktë; e gjej vërtet si është puna. *Vërteto] një tezë. E vërtetoi me shkrim (me fakte, me prova). E vërtetoi dyshimin (diagnozën). E vërteton shkenca. E ka vërtetuar jeta (historia).*
*2.* Tregoj se një dokument është i saktë dhe ka vlerë të plotë, duke e nënshkruar. *Vërtetoj shkresën (dokumentin, faturën).*
3. *mat.* Provoj vërtetësinë e një pohimi tjetër me anë të një vargu veprimesh matematike, arsyetimesh e gjykimesh të veçanta të lidhura në një mënyrë të caktuar. *Vërtetoj një teoremë.*
VËRTET UAR (i,e) *mb.* Që është provuar me fakte, me dëshmi a me prova se është i vërtetë ose i saktë, që i është provuar vërtetësia; që është vërtetuar. *Po-hime (teza) të vërtetuara. Dokument i vërtetuar.*
VËRTETOES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që pohon vërtetësinë e diçkaje, ai që vërteton diçka.
2. Ai që nënshkruan një dokument për të treguar se është i saktë e ka vlerë të plotë.
3. *vjet.* Nëpunësi që bënte vërtetimin e mallrave në doganë. *Vërtetuesi i doganës.*
VËRTETUES,~E *mb.* 1. Që pohon a dëshmon se diçka është e vërtetë, që provon vërtetësinë ose sak-tësinëe diçkaje; që vërteton diçka. *Dëshmitar vërtetues. Prova vërtetuese.*
*2. ek.* Që vërteton se një veprim ekonomik i caktuar është kryer. *Dokument vërtetues. Bilanc vërtetues.*
VËRTETUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të provohet se është i vërtetë, që mund të vërtetohet. *Fakt i vërtetueshëm.*
VËRTtK,~U *m.* Vrull, hov; shpejtësi. *Shkoi (iku) me vërtik. U ngrit (u hodh) me vërtik. Rrjedh me vërtik. Bie shi me vërtik. E hodhi gurin me vërtik* e hodhi gurin me tërë fuqinë që kishte. *Me rreh zemra me vërtik.*
VËRTIT (VËRTIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E sjell rrotull dike a diçka, e sjell rreth vetes a rreth boshtit të vet, e rrotulloj. *Vërtit timonin e makinës. Vërtit rrotën e mullirit.*
*2. bised.* E sjell a e sorollat dike andej e këtej pa i mbaruar punë; e bëj dike të veprojë sipas urdhrave a sipas dëshirave të mia. *E vërtiti shumë gjersa ia zgji-dhi punën.*
3. *fig. bised.* Ndryshoj shpejt e me shkathtësi sjelV-jen e veprimet në përputhje me rrethanat, nuk e mbaj atë që kam thënë a kam vendosur me pare, nuk i qën-droj fjalës, e dredh. *E vërtiti fjalën (bisedën, gjuhën). E vërtiti punën.*
4. *fig. bised.* E rregulloj një punë në rrugë të tër-thorta; mbuloj një gabim a veprim të gabuar me shkathtësi e me dredhi. *Diti ta vërtiste. S'e lane ta vërtiste si donte vetë.*
•*k* E vërtit nëpër mendje *diçka* mendoj shumë për diçka, vras mendjen.VËRTlTEM *vetv.* 1. Sillem rreth vetes a rreth diçkaje, vij rrotull, rrotullohem. *U vërtit një here (dy her;ë...). Mezi vërtitet. Toka vërlitet rreth Diellit. Vërtitet rreth boshtit të vet.*
2. Kthehem nga njëra anë në tjetrën (nga dhembjet, nga shqetësimi etj.), rrotullohem andej e këtej. *Vërtitej në shtrat. Vërtitej sa në njërën anë në anën tjetër.*
3j. Endem andej e këtej, sillem poshtë e lart në një vend a në një hapësirë të kufizuar, vij rrotull. *Vër-titeshin aeroplanët. Vërtitej nëpër dhomë. Vërtitej nëpër pazar. U vërtit nëpër pyll. Vërtitej poshtë e lart. U vërtit gjithë ditën. Vërtitej si kali në lëmë. Vërtitej si qen rrugësh.*
4. I vij rrotull dikujt; i rri gati a pranë dikujt. *vërtitej asaj.*
*5. vet. veta HI fig.* Gjendet afërsisht tek e njëjta pike, shkon a lëkundet midis dy caqeve të afërta. *Temperatura vërtitej rreth zeros. Përqindja vërtitej nga dhjetë deri njëzet.*
*6. fig.* Flas gjithnjë rreth një çështjeje, kthehem gjithnjë po aty. *Biseda u vërtit rreth ndeshjes së djesh-me. Vërtitej po aty.*
7. *fig. bised.* Ndryshoj shpejt e me shkathtësi sjell-jen a veprimet sipas rrethanave; i shmangem me dredhi përgjigjes së drejtë a diçkaje tjetër; veproj me dredhi. *S'e lane të vërtitej si t'i dome qejfi.*
8.
*Pës. e* VËRTIT *U2.*
Vërtitet rreth poçit *shih te* POÇ,~I.
VËRTITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve VËRTIT, VËRTITEM. *Vërtitje e shpejtë. Vërtitja e rrotave. Vërtitja e turbinave.*
*2.* Rrotullim i plotë rreth vetes a rreth boshtit të vet. *Bëri dy vërtitje.*

VËRVIT (VËRVIS) *kal.,* ~A, ~UR. Hedh diçka tutje me vrull a me fuqi; e hedh Iarg diçka, e flak. *Vërviti gurin. Vërvitën granatat.*
VËRVITEM *vetv.* Hidhem me vrull mbi dike a mbi diçka, sulem, turrem; i vërsulem dikujt a diçkaje. *lu vërvit armikut. lu vërvit në grykë. U vërvitën mbi istikdme.*
VËRVITJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VËRVIT, VËRVITEM.
VËRRAS *jokal,* ~ITA, ~ITUR. 1. *vet. veta III.* Nxjeijr një zë të hollë e të zgjatur, lëshon virrmë (për dhinë); nxjerr një zë a britmë të çjerrë (për disa kafshë). *Vërret dhia (cjapi).*
2. *keq.* Flas me zë të lartë e të çjerrë, çirrem; bërtas. *Vërriste si i shkalluar. Vërriste nga inati. Mos vërrit!*
3. *kal.* I flas a i thërras dikujt me zë të lartë, i bërtas.
VËRRI,~A. *sh.* ~, ~TË. Vend i ulët që nuk e zë era, vend i ngrohtë; kullotë dimërore në vende të ngrohta. *Shkoi (zbriti) në vërri. E kaloi dimrin në vërri. I çoi dhentë në vërri.*
*-k* E>hia në malësi, delja në vërri *fj.u. shih te* DHI,~A.
VËRRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Virrmë. *Dë-gjohej vërrima e dhive.*
VËRRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT dhe VËRRI-
SHTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Kullotë dimërore, vërri.
VËSHNAK,~U *m.* Çurg.
VËSHTlR *kal.,* ~A, ~UR. Pështiros. *la vështiri gjellën.*
VËSHTIRET v"v.r(u), ~UR. Pështiroset. *lu vësh-tir boza. M'u vështir ai njeri. lu vështir ajo punë.*
VËSHTlRË (i,e) *mb.* 1. Që kërkon shumë mund, përpjekje e punë për ta bërë, për ta kryer, për ta zgji-dhur a për ta mësuar; i rëndë, i zorshëm; *kund.* i lehtë. *Punë (detyrë) e vështirë. Problem i vështirë. Tekst i vështirë. Operacion i vështirë. Rol i vështirë. Gjuhë e vështirë.*
*2.* Që mund të kalohet me mundime e me vësh-tirësi, që paraqit rreziqe; që kërkon punë të rënda, që të sjell mundime, vuajtje, shqetësime, etj. *Ko-hë e vështirë. Ditë të vështira. Cast i vështirë. Gjend-je e vështirë. Rrethana (kushte) të vështira. Jetë fje-tesë) e vështirë. Rrugë e vështirë. E vuri në pozita të vështira. E ka të vështirë* është a ndodhet në vësh-tirësi.
3. Që kërkon shumë punë e kujdes për ta edukuar a për të ndikuar tek ai; kokëfortë; i prapë. *Njeri i vështirë. Me karakter të vështirë.*
4. edhe *fig.* I pështirë. *Ilaç i vështirë. Njeri i vështirë.*
VËSHTlRË, ~T (të) *as.* 1. Të pështirë. *Me ngjall (me shkakton) të vështirë. Me vjen të vështirë kur e shoh.*
VËSHTlRË *ndajf.* 1. Me shumë mund a përpjekje, duke u lodhur shumë, me vështirësi; *kund.* lehtë. *Është vështirë. Epatëm vështirë. S'është dhe aq vështirë.*
*2. përd. kallëzues.* Është e vështirë, zor. *Vështirë të kthehet sonte. Vështirë të gjendet në shtëpi. Vështirë se e bën.*
VËSHTIRËSI,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët i vështirë. *Vështirësia e punës (e detyres).*
*2.* Diçka që kërkon shumë mund, përpjekje a punë për ta bërë ose për ta arritur; pengesë që është e vështirë për t'u kapërcyer; gjendje e vështirë. *Vështirësi të mëdha (të shumta). Vështirësi ekonomike. Vështirësi të e rritjes. Vështirësitë e natyrës (e motit). Vështirësitë në punë. Vështirësi në frymëmarrje (në gëllfitje). Has vështirësi. Ishte në vështirësi. Nxjerr (sjell) vështirësi. I kapërceu (i kaloi) vështirësitë. I përballuan vështirësitë. Nuk u dorëzuan para vështirësive.*
VËSHTIRËSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VËSHTIRËSOJ, VËSHTIRËSOHET. *Vësh-tirësimi i ushlrimeve. Vështirësimi i kushteve të jetesës.*
VËSHTIRËSOHET *vetv.* Bëhet i vështirë a me i vështirë. *Vështirësohej gjithnjë e me shumë jeta (je-tesa). lu vështirësua frymëmarrja. U vështirësua lë-vizja.*
VËSHTIRËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. E bëj
të vështirë a më të vështirë diçka; nxjerr vështirësi. *E vështirësoi gjendjen. la vështirësoi tretjen.Evështirësoi p:mërt.*
VËSHTIROHET *vetv.* 1. Vështirësohet.
2. Pështiroset.
VËSHTIROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *I.* Vështirësoj.
2. Pështiros.
VËSHTIROS *kal.,* ~A, ~UR. Pështiros. *la vësh-tirosi gjellën.*VËSHTIROSET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Pështirosct *(zakon. me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore). M'u vështiros buka (ushqimi, mishi).*
VËSHTIROSJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve VËSHTIROS, VËSHTIROSET.
VËSHTRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VËSHTROJ, VËSHTRO-HEM.
2. Drejtimi i syve te dikush a te diçka; shikim; shprehja e syve, mënyra si shikon dikush. *Vështrim i mprehtë (i ngrohtë, i zjarrtë, i ftohtë). Vështrim ku-reshtar (pyetës, përbuzës, qortues). Vështrim i dyshimtë. Shkëmbyen vështrime. I hodhi një vështrim* e vështroi. *Treti (hodhi) vështrimin larg.*
3. *fig.* Syri a këndi më të cilin vështrohet ose gjy-kohet një çështje; pikëpamje. *Vështrim materialist. Vështrim kritik. Vështrim i ri. Nga ky kënd vështrimi. Sipas vështrimit tim* sipas meje.
4. Kuptim. *Në ç''vështrim përdoret kjo fjalë? Në një vështrim më të ngushtë.*
5. Paraqitje e përmbledhur e të dhënave, e fakteve etj., që lidhen me një send a me një ngjarje të veçantë. *Vështrim i shkurtër (i përgjithshëm).*
•*k* Me (në) vështrimin e parë a) menjëherë; b) sipas përshtypjes së fillimit, në fillim. Drejton vështrimin (sytë) *nga dikush a nga diçka shih te* DREJ-TOJ.
VËSHTROHEM *vetv.* 1. Shikoj veten në pasqyrë etj., vështroj pasqyrimin tim diku, shihem. *Vështrohej në pasqyrë.*
*2. Pës. e* VËSHTROJ.
VËSHTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E shoh dike a diçka me vëmendje, i përqendruar e për një kohë të gjatë; përpiqem ta shoh mirë dike a diçka. *Vështroj orën. E vështroi në sy (në fytyrë). E vështroi me bisht të syrit. Kënaqej duke e vështruar.*
*2. jokal.* I kam sytë të kthyer drejt diçkaje, shikoj, shoh. *Vështroi nga rruga. Vështroi përjashta (para, prapa). Vështroi me dylbi.*
3. Drejtoj vëmendjen te dikush a te diçka; i vë veshin diçkaje, dëgjoj; shikoj. *Vështro këtu! Vështro se ç'thotë!*
4. Tregoj kujdes për dike a për diçka, e shikoj; hap sytë, ruhem. *vështron prindërit. Vështroje fëmijën! Vështro se mos largohet!*
5. E shqyrtoj me vëmendje e me kujdes një çështje; mbaj një qëndrim të caktuar ndaj dikujt a ndaj diçkaje, e quaj, e vlerësoj. *E vështronte Korçën si vatër kombëtare. E vështron me sy të shtrembër (të keq).*
6. *jokal. vet. veta HI.* Është i kthyer në një anë a në një drejtim të caktuar. *Dritarja vështronte ngajugu.*

7. *jokal. bised.* Çoj mendjen, mendoj. *Vështronte për të ardhmen. Vështron për më tej.*
• Vështron (shikon) nën ballë *shih te* BALLË,~I. E vështroj (e shikoj) në bebe të syrit *shih te* BEBE, ~JA n. Mos vështro (mos shiko) gjithnjë përpjetë, po vështro (shiko) dhe tatëpjetë *fj. u. shih tek* TATË-PJETË.
VËTH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* VATH,~I. VËTHATOR,~E *mb. shih* VATHATOR,~E.
VËTHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* VATHE, ~JA.
VËZHGIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VËZHGOJ, VËZHGOHEM. *Vëzhgimi i një dukurie. Pike vëzhgimi. usht. Trupa vëzhgimi. usht. Aeroplan (anije) vëzhgimi. Ndërpres vëzhgimin.*
2. Ajo që është vënë re a që vëzhgohet; ajo që pa-raqitet me gojë ose me shkrim (në trajtën e një pu-nimi të shkurtër) pas një shqyrtimi të vërnendshëm e sistematik; gjurmim, hulumtim. *Vëzhgime shkencore (gjuhësore, historike, astronomike, meteorologjike). Vëzhgime mbi mënyrën e jetesës. Vëzhgime mbi pjesë-zat në gjuhën shqipe.*
3. Kujdes; kontroll, mbikëqyrje. *Është nën vëzhgimin e mjekut. Ishte nën vëzhgimin e kuesturës (e xhandarëve).*
VËZHGOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Rastis, haset, ndodh diçka; vihet re, vërehet. 2. *Pës. e* VËZHGOJ.
VËZHGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E ndjek me sy dike a diçka, e vështroj me vëmendje që ta njoh mirë; përgjoj veprimet e dikujt, gjurmoj lëvizjet e tij, e ruaj nga vete a çfarë bën; hetoj. *Vëzhgonin lëvizjet e armikut. E vëzhgonte nga një vend i fshehtë. E vëzh-gonte nga larg me dylbi.*
*2.* Ndjek diçka me sy për qëllime studimi a kërkimi shkencor, vështroj dike a diçka për ta studiuar; ndjek sistematikisht zhvillimin e një dukurie dhe mbaj shë-nimet e duhura; studioj. *Vëzhgojnë tërmetet. Vëzh-gon ndryshimet e klimës në një krahinë. Vëzhgoj për-dorimin e fjalëve të reja (zhvillimin e gjuhës letrare, dukurilë dialektore).*
3. Ndjek vazhdimisht si kryhet një punë a një de-tyrë, si zbatohen rregullat etj.; kujdesem për dike a për diçka; ndjek. *Vëzhgoj zbatimin e rregullave.*
VËZHGUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që vëzh-gon dike a diçka. *Vëzhgues i vëmendshëm.*
*2.* Ai që është ngarkuar me një detyrë të veçantë për të vëzhguar diçka, ai që bën vëzhgime në një fushë të caktuar të veprimtarisë a që ndjek çështje të cak-tuara. *Vëzhgues politik (ekonomik, diplomatik, ush-tarak, shkencor). Marr pjesë si vëzhgues.*
3. Ai që është ngarkuar të bëjë komentet në njc gazetë a revistë për çështje të caktuara. *Komenti i vëzhguesit. Siç vënë në dukje vëzhguesit e gazetave...*
VËZHGUES, ~E *mb.* 1. Që ka aftësinë për të vëzhguar e për të vënë re hollësi të vogla të ngjarjeve, të dukurive etj.; që depërton në gjërat, depërtues, i mprehtë. *Njeri vëzhgues. Shikim (vështrim) vëzhgues. Me sy vëzhgues.*
*2. usht.* I caktuar për të vëzhguar dike a diçka, i ngarkuar të vëzhgojë. *Pike (kullë) vëzhguese. Aeroplan vëzhgues. Anije vëzhguese.*
VGJE,~RI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bot.* Pishë e zezë, kreshtë, hale; pishë e butë. *Kurora e vgjerit. Pyll me vgjenj. Dru vgjeri. I gjatë si vgjeri.*
VGJERISHTË,~A. *sh.* ~A,~AT. Pyll me vgjenj; pishnajë, halishtë. *Vgjerishtat e Mirditës.*
VGJESHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vgjerishtë. VIADUKT,~I *m.sh.* ~E, ~ET *ndërt.* Urë e gjatëdhe e lartë, që ndërtohet mbi vende të lugëta ose mbi një rrugë për të kaluar trenat ose automjetet; mbi-kalim. *Viadukt hekurudhe. Këmbët e viaduktit. Ndër-tuan një viadukt.*
VlCA *ndajf. bised.* Plot e përplot; buzë me buzë. *Salla ishte vica me njerëz. E mbushi enën vica.*
VlCKË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. 1. Shkelm që hedhin kafshët (kali, mushka etj.) me këmbët e prap-me. *Ruaju, se kjo mushkë hedh vicka!*
2. *fig. keq.* Kundërshtim i pathemeltë për diçka, përpjekja që bën dikush pa arsye për të kundërshtuar a për të mos pranuar diçka. *Hidhte vicka. Është njeri i vickave* është njeri që hedh shkelma, që s'rri urtë.
VlCKËL,~LA . *kryes. sh.* ~LA, ~LAT. Vickë.
VIÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. I vogli i lopës, pjella e lopës deri në një vit. *Viç mashkull (enter). Viç mo-tak,. Mish viçi. Lëkurë viçi. Rritëse viçash. Ruajnë viçat.*
2. Pjella e drerit ose e disa kafshëve të tjera deri në një vit. *Viçi i drerit (i antilopës).*
3. *fig. mospërf., shar.* Njeri i papjekur nga mendja; njeri i trashë dhe pa përvojë. *Viç i palëpirë* njeri shumë i papjekur dhe i ngathët.
4. *krahin.* Gishti i vogël i dorës. *Dogji viçin.*
+ E bëjnë kaun me viç sajojnë gjëra të paqena, merren me thashetheme dhe shpifin. Knr të qethen viçat *iron,* kurrë, asnjëherë. I ikën lopa me gjithë viç i shpëtojnë gal? ime shumë të mëdha, i kalojnë edhe ga-binie të trasha. Të merr lopën me gjithë viç të merr gjithçka, të lë pa gjë; të grabit pa mëshirë. I pjell (edhe) viçi atij i vijnë të mirat andej nga nuk i pret, i pjell edhe këndesi. I rri si lopës pa viç *dikujt shih te* LOPË,~A.
VIÇAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Bariu që ruan a ku-i Që shkon me vi
Hot
*Vice e*
viçat, ai që shkon me viça.
VIÇE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Viç femër. *larrne.*
VIÇOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Viç motak. *ndanë viçokët.* 2l *fig. mospërf., shar.* Njeri i papjekur, viç.
VIÇOKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Viç femër që ka mbushur një vit.
2. *përk.* Vajzë e vogël, e shëndetshme dhe e bukur; vogëlushe.
VIDAN,~NI *m.sh.* ~NJ, ~NJTË *zool.* Pëllumb mashkull. *Gugat vidani.*
VIDË,~A i . *sh.* ~A, ~AT *zool.* 1. Pëllumb femër, pëllumbeshë. *Vida e bardhë.* 2. *fig. përk.* Grua e bukur. VlDË,~A ii *f.sh.* ~A, ~AT. Vidhë.
VIDËR,~RA. *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *zool.* Lundër. *Vidër lumi. Gëzof vidre.*
2. *zakon. sh.* Breza në ngjyra të ndryshme në gë-zofin e kafshëve a në puplat e shpendëve, larë. *Vidër e kuqe (e bardhë). E ka qimen (kryet, kurrizin) me vidra.*
VlDRA-VlDRA *mb.* Që është me breza ngjyrash të ndryshme, lara-lara (zakonisht për gëzofin e disa kafshëve e për puplat e disa shpendëve). *E ka shpinën (qafën, kokën) vidra-vidra.*
VIDUL,~A *f.sh.* ~A, ~AT *bised.* Lajkë; përkë-dhelje. *Bën vidula.*
VIDULAC,~E *mb. bised.* 1. Lajkatar, lajkës. *Njeri vidulac.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. VIDULAR,~E *mb. bised.* Lajkatar, lajkës.
VIDULOHEM *vetv. bised.* 1. Përkëdhelem, sillem në mënyrë të tillë që të me përkëdhelin. *Vidulohej si fëmijë.*
*2. Pës. e* VIDULOJ.
VIDULOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* E marr më të mirë dike, i bëj vidula; e mikloj, e ledhatoj, e përkëdhel. *Vidulonte të bijën.*
VIDH,~I *m.sh.* ~E, ~ET *bot.* I. Dru i lartë që rritet nëpër pyje, me trung të drejtë, me kurorë të gjerë, me gjethe vezake të mprehta në majë, me lc-vore në ngjyrë të kuqërremtë, që ka lëndë të forte dhe përdoret në ndërtim e për mobilje. *Dru vidhi. Kurora e vidhit. Trung vidhi.*
2. Caracë. *Vidhet e fshatit. Hipi në një vidh.*
VIDHEM *vetv.* 1. Iki fshehurazi, largohem pa u vënë re nga të tjerët; nuk u dal të tjerëve përpara, u shman gem. *U vidhej njerëzve. U vodh nga shtëpia.*
*2. fig.* I shmangem punës, vështrimit të dikujt etj.; u shmangem pyetjeve a kërkesave; i bëj bisht diçkaje. *U vidhej pyetjeve. I vidhej syrit (vështrimit, shikimit) të prindërve.*
3. *Pës. e* VJEDH.
VlDHEZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Kokrra e ca-racës, kalibobë.
VlDHË,~A *sh.* ~A, ~AT. Cope e vogël prej shufre të metaltë, që ka një kokë e një pjesë të zgjatur me vjaska dhe që përdoret për të mbërthyer a për të shtrënguar mirë diçka; burmë. *Vidhë femër. Vidhë hekuri. Vidha e siguresës. Vidha e rrotës. Koka e vidhës. Mbërthej vidhat. Shtrëngoj (liroj) vidhën.*
+ la gjeti vidhat (burmat, burgjitë) *dikujt* ia gjeti pikën ku mund të kapet; ia gjeti anën dikujt për ta bindur për diçka, për ta bërë për vete etj. Ia di (ia njoh) vidhat (burmat) *dikujt shih te* BURMË, ~Ai. Ia liroi vidhat (burgjitë) *dikujt shih te* LIROJ. I janë liruar (i kanë luajtur) vidhat (burmat, burgjitë) *dikujt* nuk është në rregull nga mendja; ka shkalluar. Ka luajtur nga vidhat (nga burgjitë) nuk është në rregull nga mendja; ka shkalluar. I shkanë vidhat (burgjitë) *dikujt shih te* SHKAS. I shtrëngoi vidhat (burgjitë, çivite) *dikujt shih te* SHTRËNGOJ. Ka një vidhë (burgji) mangët *mospërf.* është i metë nga mendtë, ka një dërrasë mangët.
VIDHfSHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Pyll me vidhe, vend me vidhe. *Vidhishtë e dendur.*
VIDHORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje drurësh e shkurresh, ku bëjnë pjesë vidhi etj.
VIDHOS *kal.,* ~A, ~UR. Fut a shtrëngoj diku një vidhë; mbërthej a shtrëngoj diçka me vidhë; *kund.* zhvidhos. *Vidhos dadot. E vidhosi me kaçavidë. Vidhose mirë!*
VIDHOSET. *Pës. e* VIDHOS.
VIDHOSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve tëfoljeve VIDHOS, VIDHOSET. *Shërben për vidhosje. Mbyllet me vidhosje.*
VIDHOSUR (i,e) *mb.* Që është mbërthyer a shtrën-guar me vidhë; që nuk i janë hequr a nuk i janë liruai vidhat; *kund.* i zhvidbosur.
VIETNAMEZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Vietnamit ose ai që e ka prejardhjen nga Vietnami
VIETNAMEZ,~E *mb.* Që lidhet me Vietnamin ose me vietnamezët, që është karakteristik për Vietnamir ose për vietnamezët, i Vietnamit ose i vietnamezëve; që është krijuar nga vietnamezët. *Populli vietnamez, Ekonomia Vietnamese. Kuftri vietnamez. Shtetas vietnamez. Kultura vietnameze. Këngë (valle) vietnameze,*
VIG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Tra që shër-ben si urë për të kaluar një përrua. *Kalojnë në vig,*
2. Shtrat, zakonisht prej dërrase a i thurur me thupra, që shërben për të mbartur me krahë një të pla-gosur a një të sëmurë, për ta çuar të vdekurin në va-rreza ose për të mbartur diçka tjetër; tezgë. *Vig druri. E çuan (e shpunë) me vig. E vunë të plagosurin në vig. E shpien plehun në are me vig.*
3. Shtiza e parmendës. *U thye vigu.*
4. Kotec pulash i bërë prej dërrasash a prej thup-rash. *Vigu i pulave.*
+ *V* be për vig është ligur e dobësuar shumë nga sëmundja sa s'ecën dot me këmbët e veta; është i sëmurë rëndë, është në prag të vdekjes, është me një këmbë në varr. E beri për vig *d i k ë* e rrahu fort, e shqepi në dru, e bëri për lesë. I bëhet urë (urë e vig) *dikujt shih tek* URË,~A i. I daltë vigu! *mallk.* vdektë.
VIGAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Njeri me trup shumë të madh e shumë i fuqishëm, gjigant.
2. *lart.* Njeri me mendje gjeniale, njeri i shquar që ka bërë vepra madhështore në shkencë, në art etj., gjigant.
3. Diçka (vepër, ndërtim etj.) me përmasa shumë të mëdha e me rëndësi të jashtëzakonshme, vepër madhështore; gjigant. *Vigani i industrisë sdnë.*
4. *mit.* Figure mitologjike që përfytyrohej si njeri me trup jashtëzakonisht të madh e me fuqi të mbina-tyrshme, gjigant. *Luftoi si vigan.*
VIGAN,~E *mb.* 1. Që ka trup shumë të madh, gjigant.
2. *lart.* Që ka mendje gjeniale, që ka bërë vepra madhështore në shkencë, në art etj., gjigant. *Mendim-tar vigan.*
3. Që është shumë i madh, që ka përmasa shumë të mëdha, gjigant. *Shkëmb (Us) vigan. Keshtjellë vi-gane. Vepër vigane.*
4. *fig.* Që shquhet për përpjesëtimet, për vlerën ose për forcën e vet; që kërkon punë e përpjekje të jashtëzakonshme, gjigant. *Hapa vigane. Force (fuqi) vigane. Luftë vigane. Revolution vigan.*
VIGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *veter., krahin.* Qimëz.
VlGËL,~LA i. *sh.* ~LA, ~LAT. Vegël e thjesh-të, që përbëhet nga dy dërrasa të bashkuara njëra me tjetrën dhe nga katër këmbë, më të cilën mësohen fëmijët e vegjël të ecin; kular. *E vuri fëmijën në vigël.*
VtGËL,~LA ii . 1. Ajka e qumështit, maze. *mori viglën qumështit.*
2. *fig.* Pjesa më e mirë e diçkaje, ajka; thelbi. VIGMBAJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Vigtar.
VlGMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* 1. Klithma që nxjerr njeriu në rast fatkeqësie, nga dhembja që ndien etj.; britmë e madhe, sokëllimë. *Vigma e vaj-tores. Ushtoi vigma. Lëshoi vigmën. I vuri vig men* i bërtiti shumë, e qortoi rëndë.
2. Emër i mirë a i keq, zë, nam. *ka dale vigma atij që është koprrac.*
VIGTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që mban vigun së bashku më të tjerë; secili nga ata që mbartin vigun kur çojnë të vdekurin në varreza.
VIGJE,~T. *vet. sh. etnogr.* 1. Dhurata a ushqime që i çoheshin dikujt me rastin e martesës së tij, për lindje ose kur ndërtonte shtëpi të re. *Sillnin (çonin) vigje. Benin vigje.*

*1.* Darka që shtrohej natën e tretë të lindjes së një fëmije.
VIGJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Grashinë.
VIGJILENCË,~A . Vëmendje e madhe e kujdes për t'u ruajtur nga një rrezik, për të zbuluar me kohë një veprim të dëmshëm, një veprimtari armiqësore etj., përgjim; mbikëqyrje, vëzhgim; të qenët syhapët e i gatshëm për të vepruar në çdo rast; syhaptësi. *Vigjilencë revolucionare (luftarake). Vigjilenca e ma-save (e popullit). Tregoi vigjilencë. Forcojmë vigji-lencën. Dobëson vigjilencën. Ruaj me vigjilencë.*
VIGJILENT,~E *mb.* Vigjilues. *Rojë vigjilente. Syri vigjilent i popullit. Është (u tregua) vigjilent.*
VIGJILJE,~A . Dita para një feste; dita a koha para një ngjarjeje të caktuar; diçka që i paraprin afrimit të një ngjarjeje; prag. *Në vigjilje të festës së Çtirimit. Në vigjilje të Kongresit VII të PPSH.*
VIGJILOHET. Pavete VIGJILOJ. *Këtu punohet e vigjilohet ditë e natë.*
VIGJILOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Rri syhapët e gati për të vepruar shpejt në rast të një rreziku, të një veprifntarie armiqësore etj., i bëj sytë katër, përgjoj. *Vigjilojnë kufitarët. Vigjilon i madh e i vogël. Vigjilojmë sypatrembur. Vigjilojmë natë e ditë. Pu-nojmë e vigjilojmë.*
VIGJILUES,~E *mb.* Që rri syhapët e gati për të vepruar shpejt në rast të një rreziku, të një veprimtarie armiqësore etj., që vigjilon; që shpreh vigjilencë, syhapët, syçelët, sypafjetur. *Rojë vigjiluese. Sy vigjilues.*
VIHEM *vetv.* 1. E vë veten në një gjendje të caktuar; dal në një vend të caktuar; bie. *U vu në një gjendje të vështirë. U vu në një radhë më të tjerët. 0 vu në krye (në ballë)* doli në krye, doli në vijë të parë a në ballë, udhëheq. *V vu në bisht* mbeti në fund, mbeti prapa. *U vu në binarë (në vijë)* hyri në rrugë të rabarë.
2. I përvishem një pune a një veprimtarie me ngulm e me zell, merrem shumë e me gjithë shpirt me diçka, duke pasur një synim të caktuar; i kushtoj kujdes a vëmendje të madhe diçka je; i përvishem. *lu vunë punës (shkollës, studimit, shkencës). lu vunë bujqësisë (blegtorisë). lu vu me mish e me shpirt (me të gjitha forcat).*3. E ndjek pas dike pa iu ndarë, i qepem, nuk i ndahem. *Iu vu pas. Iu vu këmba-këmbës. Iu vu në shpinë.*
4. I lutem shumë dikujt që të bëjë diçka; i qepem, i vardisem. *Iu vunë të vinte për darkë. Mos iu vër shumë! Kot që me viheni, s'vij dot. Iu vu derisa ai pranoi.*
5. *bised.* Përdoret si folje gjysmëndihmëse përpara një foljeje tjetër në mënyrën lidhore, me kuptimin “n|s një punë anjëveprim, filloj të bëj diçka”. *U vu tëlecte. U vu të fliste (të largohej).*
6. *Përd. pavet.* sipas kuptimeve të foljes VË.
7. *Pës. e* VË.
• U vu në blojë *keg. shift te* BLOJË,~A. S'vihet iitat *me dike a me diçka shih tek* INAT,~I. Pa u vënë re *shih te* RE. Nuk vihet në xhep *d i k u s h shih te* XHEP,~I. Iu vu (i mbeti) njolla me bojë *shih te* NJOLLË,~A. Iu vu ruba (një shtëpie) *shih te* RUBË, ~A. S'vihen dy gjilpëra majë me majë *fj.u. shih te* GJILPËRË,~A.
VU *jokal.,* ERDHA, ARDHUR. 1. Lëviz nga një vend në drejtim të vendit ku ndodhet ai që flet a që dëgjon e arrij këtu; eci së andejmi këtej dhe sos në vendin e caktuar a te dikush që me ka thirrur; lëviz dikush a diçka në drejtimin tim ose arrin aty ku jam unë; mbërrin. *Erdhën shokët (vullnetarët.) Erdhi në këmbë (me makinë). Erdhi me vrap. Vij nga Tirana. Erdhën nga malt. Kam ardhur natën. Erdha të të shoh. Mirë ardhsh! ur. Të ardhsha për të mirë! ur. Me çfarë erdhe? Eja këtu (tek unë, me afër)! Erdhi treni (au-tobusi). Erdhi shëndoshë e mirë. Kur erdhe? Erdhi ushqimi. Erdhi letra (telegrami, lajmi). Vinte një zhur-më\ nga jashtë. Erdhi papritur. Erdhi shpejt (vonë). Erdhi si hije.*
2. Kthehem përsëri në vendin nga ku jam nisur. *Vajti dhe erdhi shpejt. Vete e vjen brenda ditës. Do të Vijnë më të kalitur nga aksioni. Vinin nga kurbeti të rraskapitur.*
3. *vet. veta III.* Afrohet drejt meje nga një pike e hapësirës. *Ja ku po vjen! Po vijnë aeroplanet. Pa vjen shiu (shtrëngata, mjegulla).*
4. *vet. veta III.* E marrin nga një vend, zakonisht i largët dhe e sjellin këtu. *Uji i Tiranës vjen nga malet. Kjo birrë ka ardhur nga Korça. Të pakësojmë mallrat që vijnë nga jashtë.*
5. Shkoj në një drejtim, përshkoj diçka, kaloj nëpër një vend; *vet. veta III* depërton a kalon nëpër diçka. *vjen rrotull (përqark) fushës. I vjen pas* e ndjek. *VjeH rrotull (vërdallë)* sillet kot poshtë e lart. *Vinte një dritë e zbehtë nga dritarja.*
6. edhe *fig.* E kam radhën; radhitem, gjendem ose lëviz pas dikujt a diçkaje; *vet. veta III* shkon pas një tjetri, vargëzohet. *Unë vij pas atij. Prilli vjen pas marsit. Pas treshit vjen katra. Pas sheshit vjen një rrugë. Pas punës vjen gëzimi. I erdhën gëzimet radhazi.*
7.; Arrij një cak në gjatësi, lartësi a thellësi; *vet.* veoj rritet, fryhet (për lumin etj.). *Erdhi gruri deri në brez. Vajti uji (bora) një meter. I vinin flokët deri te supet. I vinte vëllait deri te mjekra. I vinte fustani deri në fund të këmbë ve. Ka ardhur lumi* është fryrë lu-mi, është ngritur niveli i ujit.
8. *vet. veta III.* Dele shkon poshtë; rrjedh. *Vinte shiu,litar. I vinin lotët rrëke. I vinte djersa çurg. I vajti gjaku curril.*
9. *vet. veta III bised.* Gjendet a shtrihet në një vend,
në një anë ose nënjë drejtim të caktuar; është, ndodhet. *Vjen në jug. Vjen nga e majta. Vjen afër udha. Përballë vinte një luginë. Matanë vinte një shesh.*
10. E kam prejardhjen; *vet. veta III* rrjedh, buron. *Vjen nga një familje e varfër fshatare. Kjo fjalë vjen nga një rrënjë shqipe.*
11. Mbush një kohë a një moshë të caktuar; *vet. veta III* arrin një kohë e caktuar ose një ngjarje e njohur që lidhet me një kohë. *Erdha tek të tridhjetat. Erdhi dreka (darka, mbrëmja, nata). Erdhi koha (çasti). Erdhi dita (festa) e Çlirimit. Erdhi Një Maji. Erdhi pranvera (vjeshta, dimri). Erdhi e diela. I ka ardhur mosha. Erdhi pleqëria. I erdhi fundi (vdekja). I erdhi koha për në shkollë.*
12. Dal në krye a në udhëheqje, zë një vend drej-tues, marr drejtimin; marr fuqinë; marr një detyrë në një organizatë, në një institucion etj. *Vinin qeveri të ndryshme. Erdhi në udhëheqje (në pushtet, në fuqi). Vijnë punëtorët në forumet (në organet) drejtuese.*
13. Arrij pas një pune a pas përpjekjesh në një përfundim ose në një zgjidhje të caktuar; bie në ujdi a në kundërshtim me dike. *Me në fund erdhi në fjalën tone. Erdhi në një mendje me ne. Vij në marrëveshje (në kundërshtim) me dike. Erdhën thikë me thikë* ranë në kundërshtim të hapët.
14. Kaloj në një çështje tjetër, marr në shqyrtim diçka tjetër. *Të vijmë te çështja tjetër. Po vijmë te pika e dytë.*

15. *vet. veta III.* Ndodh rastësisht, ngjan; rastis, qëllon, bie. *Me erdhi rasti (puna). Erdhi fjala. Me erdhi rruga andej. I erdhi e mira te dera. Sido që të vijë puna. Me ç'të të vijë me mbarë.*
16. edhefe. Dal, shfaqem, lind. *Erdhi në jetë* lindi; u shfaq. *Ju ardhtë me jetë të gjatë! ur. Me erdhi në shteg. I erdhi në shtrungë.*
17. *vet. veta III.* Me shfaqet një ndjenjë a diçka tjetër, me kap, kam; shfaqet në mendje, kujtohet; shkon sipas diçkaje, përputhet me një gjendje, me një kërkesë etj. *Me erdhi një ide (një mendim). Me erdhi ndër mend. Me vjen në hater, bised.* me kujtohet. *Flet ç't'i vijë në mendje. Me vjen inat* inatosem. *Me vjen mirë* gëzohem, me bëhet qejfi. *Me vinte plasja* me vinte të pëlcisja. *Me vjen uri* kam uri. *Me vjen krupë (ndot, të pështirë). Me vjen habi (çudi)* ha-bitem, çuditem. *Me vjen zali. I erdhi thartë (hidhur). Me vjen keq. I erdhi ligsht. Me erdhi mbarë. Me vjen rehat. Me vjen për të vjellë. Me vinte për të qarë. Me vjen të pëlcas. I vjen të hajë veten. I vjen për shtat. I vjen pas midesë (pas qejfit, pas avazit).*
18. *vet. veta HI.* Është rrjedhim i diçkaje, e ka bu-rimin te dikush a te diçka, ndodh a shkaktohet nga diçka. *Këto vijnë nga pakujdesia. Kjo sëmundje vjen pas një pleviti. Prodhimi i shumtë vjen nga puna e mirë. Vjen për shkak të... (nga që..., past... ). Nuk (të) vjen gjë nga kjo.*
19. *vet. veta III.* Me nxë, me bën; me shkon për shtat, me rri mirë (për rrobat, këpucët). *Me vijnë të lira rrobat. Të vjen mirë xhaketa. Nuk me vijnë panta-llonat. Këpucët i vijnë të vogla.*
20. *vet. veta III* edhe *fig.* Merr pamjen e zakonshme, arrin në gjendjen normale, rregullohet; shërohet. *erdhi shëndeti. I erdhi fytyra (çehrja). I erdhi fry ma. I erdhi goja. I erdhën sytë (veshët). I erdhi zëri. Me erdhi oreksi. Një fytyre i vinte, një fytyre i shkonte* here skuqej, here zverdhej.21. *vet. veta III.* Ka një paraje a trajtë të caktuar, ka pamjen e diçkaje, është si ajo; afron, ngjan. *Vjen* i *shëndoshë (i bëshëm, i mbushur, i dobët, i paktë, i imët). Vjen i zeshkët në fytyrë. Vjen i ndrojtur (i heshtur). Vjen i pjerrël (i ashpër) vendi. Vjen thikë (pingul). Vjen si lopatë. Vjen gjallë i ati (e ëma).*
*11. vet. veta 111.* Piqet (për një pemë, për të lashtat etj.); bëhet gati për t'u mbjellë (për token); arrin në gjendjen e duhur ose në një gjendje a në një rao-shë të caktuar; bëhet. *Gruri erdhi herët këtë vit. Misri vjen me vonë në krahinat malore. Është mollë që vjen shpejt. S'ka ardhur ende toka. Thekra erdhi e mbarë. Ka ardhur ara për draper. Ka ardhur në moshë (është në moshë) për t'u mar mar. Erdhi në afsh (lopa, pela).*
23. *vet. veta III.* Ngrihet, fryhet, grafulton (zako-nisht nga tharmëtimi). *Erdhi buka (brumi). Erdhi qumështi. E lëmë të vijë. S'ka ardhur mirë.*
24. *vet. veta III.* Lëshon, ka, përhap, bie (një erë); dëgjohet, kapet me vesh (një tingull). *Vinte era shkrumb (myk). Vinte era kafe (elb i pjekur). I vinte erë goja. I ardhtë era dhe! mallk.* vdektë!
25. *vet. veta III bised.* Me ngjan, me duket, me bëhet. *Me vjen sikur (ss) e kam pare. Me vjen si fytyrë e njohur.*
26. *vet. veta III.* Shkon, arrin deri në cakun më të skajshëm. *Erdhi puna deri në zënie. Erdhi deri aty sa... Ka ardhur deri në atë pike sa...*
27. *bised.* Barazohem; krahasohem (zakonisht me mohim). *Ai nuk vjen me të. Nuk i vjen as te gishti (i vogël) i këmbës (as në thua).*
28. *bised.* Peshoj, jam. *Ai vjen gjashtëdhjetë kile. Sa vjendashi?*
29. *bised. vet. veta III.* Kushton, bie. *erdhi lire (shtrenjtë). Sa të erdhi kilja ?*
30. *kryes. vet. veta III fig.* Nis, fillon (përdoret zakonisht si folje gjysmëndihmëse në bashkëvajtje me një folje tjetër). *Erdhën e u bënë toka pjellore. Erdhi e u përhap në të gjithë krahinën. Erdhën e t'u shëndoshën (t'u tretën).*
31. Përdoret si folje gjysmëndihmëse bashkë me një folje tjetër për të treguar se veprimi vijon pa ndërprerje e rritet shkallë-shkallë. *Vjen duke u rritwr (duke u pakësuar). Vjen duke u përmirësuar (duke u keqësuar). Sa vjen e bëhet më e bukur (me e lehtë, më e vështirë),*
*k* Fjala vjen për shembull, ta zëmë, bie fjala. I vjen anës a) vepron në mënyrë të tërthortë; b) për-piqet ta shtjerë në dorë, synon ta fate në dorë. Erdhi (ra) në brazdë (në hulli) *shih te* BRAZDË,~A. Erdhi në din *shih te* DIN,~I. Me vjen dora *shih te* DORË,~A. I vjen (i shkon) për dore (ndoresh) *shih te* DORË,~A. I vjen era *di ç k aj e shih tek* ERË,~A n. Vjen (bie, mban) erë *shih tek* ERË,~A n. Erdhi në fije (në fill) *shih te* FIJE,~A. I vjen (i shkon) pas fijes (pas flllit) *dikujt shih te* FIJE,~A. I vjen hakut (i vjen për hak) *dikujt keq.* nuk e lë pa i dhënë atë që meriton. I vjen pas hesapit (për he-sap) *shih te* HESAP,~I. Me vjen lak *shih te* LAK,~U. Erdhi në mend *shih te* MEND,~TË. I erdhën mendtë *shih te* MEND,~TË. I erdhi opti *shih tek* OPT,~I. I erdhën (i hipën) orët *dikujt shih tek* ORË,~A n. 1 vjen qift *shih te* QIFT,~I. Erdhi në të e mblodhi veten, e kuptoi. Erdhi në udhë (në rrugë, në vijë, në binarë) *shih tek* UDHË,~A. I erdhi (i ra, i hyri, i shkoi) në vesh *diçka shih te* VESH,~I. I ardhtë
(i rente) pas veshit (pas gafës)! *maJJk. shih te* VESH,~I. Erdhi në vete (ndërmend) *shih te* VETE,~JA. Nuk i vjen zëri *iron,* përdoret nga dikush kur ky bën sikur nuk dëgjon atë që thotë një tjetër ose bën sikur nuk kupton për se është fjala, sepse nuk dëshiron ta bëjë diçka. Vjen në zigj *diik u s h shih te* ZIGJ,~I. Flet (thotë) ç't'i vijë për goje *shih te* GOJË,~A. S'kam ku të vij rrotull (rreth) *shih te* RROTULL. I vijnë dhentë pa Çoban *shih te* ÇOBAN,~I. Me erdhi në dhëmbë *(një fjalë) shih te* DHËMB,~I. I vjen (i sillet) festja (takija) vërdallë (rrotull) *shih te* VËRDALLË. I erdhi fnndi me samar *shih te* SAMAR,~I. I erdhi gjaku në vend *shih te* GJAK,~Uj.Ka ardhur kandari në bisht *shih te* KANDAR,~I. I erdhi kocka në fyt *shih te* FYT,~I. I erdhi (i doli) lepuri në shteg *shih te* SHTEG,~U. I vjen (i sillet) mendja (koka) vërdallë (rrotull) *shih te* VËRDALLË. I ka ardhur mëlçia në grykë *shih te* MËLÇI,~A. Po i vjen rrotull larashi *shih te* LARASH,~I. I vjen tjegulla përqark (vërdallë) *dikujt shih tek* TJEGULL,~A. I ka ardhur uji në mulli *dikujt shih tek* UJË,~I. I erdhi vera te dera *shih te* VERË,~A [. I erdhi veza për të pjellë *thjesht-ligj. shih te* VEZË,~A. I erdhi zemra (shpirti, fytyra) në vend *shih te* VEND,—I. I erdhën (iu ngritën, iu mblo-dhën) zorrët në grykë (në fyt, te goja) *shih te* ZORRË, ~A.
VIJA-VIJA *mb.* Që është plot me vija, tërë vija; i vijëzuar. *Tendë vija-vija. Me ballin vija-vija.*
VIJAKUQE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET *bised.* Ylberi. VIJANOZ *ndajf.* Vijimisht, vazhdimisht. VIJASH *ndajf.* Petas, petash. *Luajnë vijash.*
VIJË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Shenjë e zgjatur nga një pike te një tjetër, që bëhet në një sipërfaqe ose që është pjesë e një vizatimi; çdo gjë që ka trajtën e kësaj shenje. *Vijë e*

*hollë (e trashë). Vijë e shtrembër. Vijë e ndërprerë. Vijë anësore (fundore). sport. Vijat e pantallonave. Vija e flokëve. Vijat e fushës së futbollit. Vijat e forces, fiz. Fletore me vija.*
2. Rrip i ngushtë ngjyre në diçka; çdo gjë që ka trajtën a pamjen e një brezi. *Fustan (fanellë, shall) me vija. Qilim pa vija. Mozaik me vija.*
3. *gjeom.* Kufiri anësor i një sipërfaqeje, i cili ka vetëm përmasën e gjatësisë; shenja e këtij kufiri në një sipërfaqe; drejtëz. *Vijë e drejtë (e lakuar, pingule). Vijë e thyer* vijë që zgjatet në drejtime të ndryshme. *Vija paralele. Heqim një vijë.*
4. Kufiri që ndan diçka ose që shënon caqet e një sipërfaqeje a hapësire; shenja që paraqit një kufi të tillë në hartë. *Vija kufitare. Vija bregdetare. Vijë ndarjeje* edhe *fig. Vijë ujëndarëse. Vijat rrushkulluese. gjeogr., topogr. Vija e horizontit. Vija e ekuatorit. gjeogr. Vija e frontit. usht. Vija e zjarrit. usht. Vija e mbroj-tjes. usht.* sistem ndërtimesh e përforcimesh për mbroj-tjen e pikave të zjarrit. *Vija e armëpushimit (e ndalimit të zjarrit). usht.*
5. E thelluar e gjatë dhe e ngushtë, që hapet në tokë për të kaluar uji; rremë e vogël uji në are etj. *Vijë Ujitëse (kulluese). Vijë uji. Vija e mullirit. Një vijë uji. Hapën një vijë. E zgjeruan (e thelluan) vijën. Ujitin me vija.*
*6.* Hutlia e plugut, e parm:adës etj. në are. *Vijat e traktorit. Bënë vijat.*
7. Gjurmë a shenjë që lë diçka mbi një sipërfaqe; vragë. *Vijat e qerres. Vijë gjaku.*8. E thelluar në trajtë vjaske Dënjë sipërfaqe; rru-dhë e ngushtë në diçka. *Vijat e dor is. Vij'at e ba*-ft.
9. Rrugë komunikacioni që lidh dy a me shumë ven-de, qendra a pika të caktuara; sistem telash a kabllosh për të përcjellë rrymën elektrike ose për lidhje tele-fonike e telegrafike; linjë. *Vijë hekwrudhore. Vijë ajrore (ujore, detare). Vijë telefonike. Vijë lundrimi. Në \ vijën Tiranë-Gjirokastër.*
10. Varg njerëzish a sendesh njëri pas tjetrit; varg lojtarësh të caktuar me një detyrë kur luajnë me top (në një ndeshje futbolli, volejbollietj.); rresht, kolonë. *Vija e pare. Vija e sulmit. Vija e mbrojtjes. Në vijë të zhdërvjellët. usht. Në një vijë (në dy vija).*
11. Drejtimi i diçkaje. *Vija e shikimit (e të parit). Vijë shënimi. usht. Vija e fluturimit të plumbit.*
12. *fig.* Rruga që ndjek një parti, një qeveri etj., mënyra si mendon, vepron, drejton a udhëheq ajo, mënyra si i zgjidh çështjet themelore dhe pikësynimet që ka. *Vijë marksiste-leniniste (revolucionare). Vija e drejtë (parimore) e PPSH. Vijë revizioniste (opor-tuniste, reaksionare). Vija politike (ekonomike). Vija e përgjithshme. Vija themelore. Vija e masave. Për-çues\ i vijës së Partisë. Lufta midis dy vijave. Jep (per-cakton) vijën. Mbrojmë (zbatojmë) vijën e Partisë. Shkeli vijën.*
13. Vijueshmëri e rregullt e notave a e toneve në muzikë. *Vija melodike (muzikore).*
14. *përd. ndajf.* Me shumicë, shumë, rrëke, çurg. *shkonte gjaku vijë.*
• Varg e vijë *shih te* VARG,~U. E ka bërë vijë (vazhdë) *diçka* po e përsërit gjithnjë, e ka bërë gjë të zakonshme. I hoai (i vuri, i fuli) vijë (vizë) *d i k uj t a diçkaje shih te* VIZË,~'A. Është në vijë a) *diçka* është në rregull; b) *dik u sh* është në rrugë të rnbarë a të drejtë. E vuri në vijë (në udhë, në rrugë, në binarë) *shih tek* UDHË,^-A. Erdhi në vijë (në udhë, në rrugë, në binarë) *shih tek* UDHË,~A. Në vijë të drejtë *shih te* DREJTË (i,e). Në vija të përgjithshme (kry^sore, të trasha) në përgjithësi, pa hyrë në ho-llësira. E zhduku me një vijë (me një të rënë) pene *diçlfa libr.* e fshiu diçka me lehtësi si krejt të pa-rëndësishme a pa vlerë, e quajti të padobishme e pa vlerë pa u menduar e pa u thelluar. Nuk i ecën kali në vijë nuk i ecën puna, nuk i shkon mbarë. E ka punën në vijë *dikush* e ka punën në rregull, i ecën puna! Vë (heq) vijën (shenjën) e barazintit *shih te* BA-RAZIM,~I. Në vijën e parë të luftës(të zjarrit) ballë për ballë me armikun, aty ku luftohet me shumë, në ballë të luftës. Nuk nxjerr gjë në vijë nuk ia del dot mbanë një pune, s'nxjerr gjë në krye; nuk është i zoti për diçka. Është një nga dhia, dy nga vija *shih te* DHf,~A. Një vijë nuk e kthen lumiti prapa *fj.u. shih te* LUMË, —I. Vija anësore *zool.* organ i ndijimit te pesh-qit e te disa kafshë të tjera të ujit, që përbëhet prej një vargu vrimëzash në anët e trupit. Vijë f o r -muese *mat.* vijë nga lëvizja e së cilës krijohet një sipërfaqe. Vija e verdhë *ndërt.* kutiri brenda të cilit lejohen ndërtimet në një fshat a në një qyteti
VIJËDREJTË *mb. spec.* Që është ndërtuar me vija të drejta; që shkon në vijë të drejtë; që është si vijë e drejtë. *Figure vijëdrejtë. Rrufe vijëdrejtë.*
VIJËLAKUAR *mb. fiz.* Që është si vijë e lakuar, vijëpërkulur. *Lëvizje vijëlakuar.*
VIJËPËRKULUR *mb. fiz.* QI është si vijë e për-kulur, vijëlakuar.
VIJËROJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *sport.* Gjyqtar anësor që ndihmon gjyqtarin kryesor, duke i dhënë shenjë me flamur kur topi del jashtë fushe, kur loj-tarët janë jashtë loje etj. *Vijërojtës i majtë (i djathtë).*
VIJËSHËNIM,~I *m.* Vija e shënimit që merret me një armë; vija që shënon drejtimin e diçkaje. *Marr vijëshënimin. usht.*
VIJËSHËNUES,~E *mb. libr.* Që ndihmon për të marrë vijën e shënimit; që shënon drejtimin e diçkaje. *Dërrasë vijëshënuese.*
VfJËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vijë e hollë dhe e vogël, që është pjesë e një figure gjeometrike, e një vizatimi etj.; vizë. *Me vijëz në mes. Vijëz e hequr lehti.*
2. Gjurmë a e thelluar e hollë dhe e vogël që lë diçka në një sipërfaqe; vijë. *Vijëz gjaku. Vijëzat e fytyrës (e dorës).*
VIJËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VIJËZOJ, VIJËZOHET. *Vi-jëzimi i fushës së futbollit.*
2. Skicë e një vizatimi, e një pikture a e diçkaje tjetër; vijat anësore të diçkaje, që përbëjnë figurën e saj; përvijim. *Vijëzime të holla lulesh të qëndisura. Nga lart dukeshin vijëzimet e arave (e ishujve).*
VIJËZOHET *vetv.* 1. Zgjatet diçka si vijë, formon një vijë. *Vijëzohet si rrip. Rrudhat i vijëzohen në ballë.*
*2. fig.* Shfaqet menjëherë diçka me disa shenja; duket paksa. *Iu vijëzua një buzëqeshje. I vijëzohej një shprehje gëzimi në fytyrë.*
*3. Pës. e* VIJËZOJ.
VIJËZOJ *kal.,* ~OVA ~UAR. 1. Bëj një vijë
a disa vija në diçka; bëj skicën e diçkaje; e bëj a e mbush diçka me vija. *Vijëzoj buzët e pllakës. Rrudhat ia vijëzuan ballin.*
*1. fig.* E paraqit diçka në vija të përgjithshme, e vizatoj. *Vijëzoi portretin e heroit. Ka vijëzuar anët e mira (tiparet kryesore).*
3. Vizatoj. *Vijëzoj një hark.*

VIJËZUAR (i,e) *mb.* Që është bërë me vija; që është vija-vija, i vijosur. *Figure e vijëzuar.*
VIJIM,~I *in. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjend-ja sipas kuptimeve të foljeve VIJOJ, VIJOHET.
*Vijimi i shkollës. Vijimi i studimeve. Vijimi i luftës. Në vijim* duke vijuar, në vazhdim.
2. Diçka që vijon a që vjen pas pa ndërprerje, diçka që ndjek një pjesë tjetër dhe bashkë me këtë përbën një të tërë; vazhdim. *Presim vijimin e romanit.*
VIJIMËSI,~A . Të qenët i vijueshëm, të qenët i pandërprerë; vazhdimësi. *Vijimësia kulturore (gjuhë-sore). Aspekti i vijimësisë. gjuh.* aspekt që tregon se veprimi rrjedh a shtjellohet në kohën për të cilën flasim, *Siguron vijimësinë.*
VIJIMISHT *ndajf.* Në mënyrë të vijueshme, pa ndërprerje, pareshtur, vazhdimisht; gjithmonë, gjithnjë; duke u përsëritur dendur me ndërprerje të shkurt-ra. *Punon vijimisht. E ndihmon vijimisht.*
VIJOHET. 1. *Pavel, e* VIJOJ 3.2. *Pës. e* VIJOJ.
VIJOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E çoj me përpara diçka që e kam nisur, nuk e ndërpres një punë a një veprim; nis një punë atje ku e kam lënë a kuekam ndërprerë; bëj akoma diçka, merrem ende me diçka; vazhdoj. *Vijoj punën. Vijojnë luftën. Vijoi rrugën. Vijoi bisedën. Vijoi të tregonte.*
2. Shkoj pas gjurmës ose pas mësimeve të dikujt; shpie më tej diçka që ka nisur dikush tjetër; ndjek, vazhdoj. *Vijoi veprën e tij. Vijon traditat më të mira.*
3. Shkoj rregullisht diku për të mësuar, për të fituar përvojë a për t'u stërvitur, ndjek mësimet në një shkollë etj., vazhdoj. *Vijon shkollën (kursin, univer-sitetin).*
4. *jokal. vet. veta HI.* Zgjat ende; zhvillohet, shkon më tej, nuk ndërpritet, nuk pushon, vazhdon. *Vijon puna. Vijon kënga. Vijojnë bisedimet. Vijoi heshtja.*
5. *jokal. vet. veta HI.* Shtrihet me larg, shkon me tutje, zgjatet, nuk mbaron (në hapësirë); vazhdon. *Rrjedha vijon më tej. Rruga vijon pastaj nëpër pyll.*
VIJOR,~E *mb. libr.* Që është me vija; që ka traj-tën e një vije.
VIJOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj me vija diç ka, i heq vija.
2. Vijëzoj. *Një buzëqeshje ia vijosi fytyrën.*
VIJOSET *vetv.* 1. Bëhet si vijë, merr trajtën e një vije; bëhet a mbushet me vija. *U vijosën ujërat. Iu vijos fytyra.*
2. *Pës. e* VIJOS.
VIJOSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve VIJOS, VIJOSET. *Makina e vijosjes.*
VIJOSUR (i,e) *mb.* Që është me vija, që është vija-vija. *Letër e vijosur. Dërrasë e zezë e vijosur. Flutur e vijosur. Sipërfaqe e vijosur.*
VIJOSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Lloj qefulli me pesë deri shtatë vija gjatësore në trup e me buzë të dala, buzoç.
VIJUES,~E *mb.* 1. Që vijon, që është në zhvillim e sipër, që nuk ka mbaruar. *Gjatë muajit (vitit) vi-jues* gjatë këtij muaji (viti).
2. Që vjen menjëherë pas diçkaje, që ndjek me-njëherë një tjetër. *Kapitulli (paragrafl) vijues. Në numrin vijues.*
VIJUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që bëhet pa ndër-prerje, që vijon pa pushim; i pandërprerë, i pareshtur, i vazhdueshëm. *Përdorim i vijueshëm. Në mënyrë të vijueshme.*
VIJUESHËM *ndajf.* Pa ndërprerje, pa pushim; në mënyrë të vijueshme.
yiJUESHMËRI,~A . *libr.* Të qenët i vijueshëm, vijimësi, vazhdueshmëri. *fCa vijueshntëri.*
VIKAMË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Britmë; thirrje; vigmë.
VIKAT (VIKAS) *jokal.* dhe *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Bërtas; thërras.
VDCTIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ai që pla-goset a vritet në një aksident, që dëmtohet a vdes nga tërmeti, përmbytjet etj.; ai që vritet a plagoset nga dikush. *Viktimat e tërmetit.*
2. Ai që pëson pa të drejtë një të keqe të madhc nga dikush. *Viktimat e agresionit imperialist. Ra vik-timë e një komploti (e një kurthi).*
VILAJET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *hist.* Ndarje e madhe administrative në Perandorinë Osmane, që kishte në krye një vali. *Qendra e vilajetit. Ndahej ni vilajete.*
VILANI,~A. *shih* FIKËT, ~IT (te). *ra (i erdhi) vilani.*
VILANOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. Me bie të fikët.
2. *fig.* Mekem, gajasem. *U vilanos së qeshuri.*
VILANOSUR (i,e) *mb.* Që i ka rënë të fikët; që ka mbetur pa ndjenja.
VDLAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Rrip i gjatë e i ngushtë i diçkaje; rrip i gjatë pëlhure, stofi, letre etj., i mbështjellë si rrotull, top. *Vilar igjatë (i ngushtë). Vilar pëlhure (cohe, stofi). Vilar letre (lëkure).*
2. Brez i ngushtë, rrip (toke etj.); vijë, varg, rresht. *Vilar toke (pylli). Vilar uji. Vilar gjaku. Vilari i dhenve.*
3. *përd. ndajf.* Si rrotull, si top pëlhure. *E mbështolli (e bëri) vilar.*
VILAT (VILAS) *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* 1. Krasit një pemë, i pres degët e tepërta e të thata, e shkadhis. *Vilatën ullinjtë.*
2. Qeth delet vetëm në gushë, në bark e në bisht, përvjel. *Vilati delet.*
VILAZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Kind, fletë. *Një vilazë pëlhure (letër).* 2. Rrip toke etj., vilar.
VtLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vesh rrushi. *Vile e mbushur. Vile rrushi.*
2. *bot.* Lulesë e disa bimëve e drurëve, që përbëhet prej lulesh të mbledhura tufë në një bisht të përbash-kët si një vesh rrushi. *Vile lulesh. Vilet e jargavanit.*
VILET. *Pës. e* VJEL.
VILEZ,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Hardhi; pjergull.
2. *Zvog. e* VILE,~JA.
VlLË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shtëpi e bukur, e rrethuar zakonisht me kopsht dhe e pajisur mirë; shtëpi e tillë jashtë qytetit për të pushuar gjatë verës. *Vile dykatëshe. Vilat e plazhit. Banonte në vile.*
2. *hist.* Çifligu i skllavopronarit në Romën e Vjetër.
VILË,~A _ii . *sh.* ~A, ~AT. Dy kokrra arra të vendosura njëra mbi tjetrën, më të cilat luajnë fc-mijët; pile. *vuri arrat vile. Gjuajti vilën. E rrëzoi vilën.*
VILLEM *vetv.* Vjell ushqimin; me vjen për të vjellë. *villej ngaqë e kishte tundur makina.*
VINÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT *tek.* Makinë e fuqishme, me një krah të gjatë të metaltë, që është i lëvizshëm dhe që shërben për të ngritur, për të ngarkuar e për të shkarkuar pesha të rënda. *Vinç i fuqishëm. linç i lëvizshëm (lëvizës). Vinç lundmes* bigë. *Krahu i vinçit.*
VINÇIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që drejtor-vinçin, ai që punon me vinç. *Jam (bëhem) vinçiei.*
VINÇIERE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VIN ÇIER,~I. *Kurs për vinçiere.* VINÇ-KULLË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.*

Vinç zakonisht i palëvizshëm, në trajtën e një kulle a të një shtylle të lartë, që ka një krah të lëvizshëm nga të gjitha anët dhe që shërben për ngarkim e shkarkim ose në ndërtime.
] VINÇ-URË,~A . *sh.* ~A, ~AT *tek.* Vinç që yaret e lëviz në një urë të metaltë dhe që shërben për të mbartur pesha të rënda nga një vend në një vend tjetër, zakonisht në uzina, në stacione trenash etj.
VIOLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vegël muzikore rie katër tela, së cilës i bihet me hark duke e mbësh-t;tur në sup nën mjekër. *Harku i violinës. Telatevio- lines. Këllëfi i violinës. Koncert për violinë. I bie violinës.*
+ Violina e parë a) violinisti që luan pjesën krye-sore në një orkestër; b) *libr.* njeriu me kryesor, me i rëndësishmi në një punë a në një çështje, fjala e të cilit dëgjohet me shumë nga të tjerët.
VIOLINIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Muzikant që i bie violinës. *Violinist i talentuar.*
VIOLINISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VIO-IilNIST,~I.
VIOLONÇEL,~I *m.sh.* ~A, ~AT. Vegël muzikore me katër tela, në trajtën e një violine të madhe, së cilës i bihet me hark duke e mbështetur në tokë. *Koncert për violonçel e orkestër.*
VIOLONÇELlST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Muzikant që i bie violonçelit.
VIR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *krahin.* 1. Vijë uji. *Viri çezmës.*
2. Vendi me i thellë në një liqen, në det etj. *Në vire të detit (të liqenit, të lumit).*
VIRAN,~E *mb. bised.* 1. I shkretuar; i braktisur, i shkretë (për vende, shtëpi etj.). *Shtëpi virane. Mulli viran. Vend viran.*
2. I shkretë, i mjerë, i gjorë (për njerëzit). *Një plakë virane.*
3. *fig.* I shkathët e i djallëzuar, qerrata. *Djalë viran.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimeve 2,3 të mbiemrit (për njerëzit). Ç"e *gjeti, viranen! la punoi, virani.*
VIRANOHET *bised. Pës. e* VIRANOJ.
; VIRANOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* E lë shkretë diçka, e shkretoj; e rrënoj. *E viranoi vendin.*
VIRDHEM *vetv.,* VORDHA (u), VJERDHUR. 1. la marr dorën një pune, fitoj zotësi për të bërë diçka, fitoj shprehi.
2. I hyj në zemër dikujt, pëlqehem nga dikush; *kund.* zvirdhem, ftohem.
VIRGJËR (i,e) *mb.* 1. Që nuk ka pasur kurrë ma-rrëdhënie seksuale me dike; i paprekur, i pacenuar (zakonisht për vajzat). *Vajzë e virgjër.*
2. Që shquhet për ndershmëri, çittëri e pastërti shpirtërore; i padjallëzuar, i papërlyer; i paster, i dëlirë. *Ka zemër të virgjër. Me shpirt të virgjër.*
3. Që është ashtu siç e ka bërë natyra, që ende nuk ka vënë dorë njeriu mbi të, që nuk është përdorur; i paprekur, i pashfrytëzuar; i palëruar, i papunuar. *Pyje të virgjëra. Tokë e virgjër.*
4. *Përd. em. f.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
VIRGJËRESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vajzë që nuk ka pasur kurrë marrëdhënie seksuale me dike, vajzë që e ka ruajtur virgjërinë e saj.
VIRGJËRl,~A . 1. Gjendja e një vajze që është e virgjër, të qenët e virgjër. *E ruajti virgjërinë. Prishi (humbi) virgjërinë.*
*2.* Të qenët i çiltër e i pastër nga shpirti, dëlirësi e madhe shpirtërore. *Virgjëria shpirtërore.*
VIRGJËROR,~E *mb. poet.* 1. edhe *fig.* Që shpreh virgjëri; që është veti e virgjëreshës. *Me fytyrë vir-gjërore. Me sy virgjërorë. Pastërti (dëlirësi) virgjërore, Zemër virgjërore.*
2. I virgjër. *Pyje virgjërore.*
VBROK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shkul penjsh, çile; shtëllungë leshi ose pambuku. *Një virok pambuk (lesh). E bëri virokë.*
VIRTUOZ,~E *mb.* 1. Që zotëron në mënyrë të përsosur artin e tij (zakonisht për një muzikant); që ka arritur shkallën më të lartë të mjeshtërisë (në një punë a në një mjeshtëri). *Muzikant (artist) virtuoz. Pianiste virtuoze. Mjeshtër virtuoz.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Virtuoz* i *madh.*
VIRTYT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Prirje dhe force e breciishme që ka njeriu për të bërë punë të mira; vetia më e mirë që ka ai, cilësi e lartë morale e nje-riut, pastërti e përsosuri morale; *kund.* ves. *Virtytet e larta morale. Virtytet e komunistëve. Virtytet c shqiptarëve. Virtyti i trimërisë. lu be virtyt.*
VIRTYTËSl,~A . Virtytshmëri.
VIRTYTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka cilësi të larta morale, që është i pastër e i përsosur nga ana morale, që ka plot virtyte. *Njeri i virtytshëm. Është i virtytshëm.*
VIRTYTSHMËRI, ~A . Të qenët i virtytshëm, vetia e atij që është i virtytshëm.
VIRUA, ~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË. Rrjedhë
e madhe uji; përrua. *Shkoi (mbushi një) në virua.*
VlRUS,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mjek.* Mikroorga-nizmi me i vogël, që njihet deri me sot, i cili rritet e zhvillohet vetëm në qeniet e gjalla dhe shkakton sëmundje ngjitëse. *Virus i gjallë (aktiv). Virusi i gripit (i Use, i tërbimit).*
VIRRAKE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Vija e zezë në shpatullën e gomarit.
VlRRMË,~A *f.sh.* ~A, ~AT *krahin.* Britmë që lëshon dhIa etj.; britmë e çjerrë; vigmë; vërrimë. *Virrmë dhie.*
VIRRMËKEQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Kukuvajkë.
VIS,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Vend. *Vise të ngrohta (tëftohta). Vise malore (fushore). Vise të egra (të shkre-ta). Në vise të ndryshme. Zuri viset* zuri pritë, vuri pusi.
VISAR,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Thesar. *Visar i çmue-shëm (i rrallë). Visar kulturor. Visari i fjalëve. E ruaj si visar.*VISK,~KU *m.sh.* ~QE, ~QET *krahin.* Kërriç. *Visku i gomarit. Bredh si visk.*
VlSKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin. Fem. e* VISK,~KU.
VISORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend i hapur që e zë syri të gjithë; pamja e përgjithshme 6 natyrës së një vendi të caktuar, peizazh. *Visore malore. Vi-sorel veriore. Visoret e bregdetit.*
2. Pikturë a vizatim që paraqet një pamje nga natyra; peizazh. *Mbaroi një visore.*
3. *let.* Përshkrimi i një vendi a i një dukurie na-tyrore në një vepër letrare, peizazh. *Visore e goditur.*
VISTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Varg pesh-qish të shkuar në një fill a në një thupër të hollë; varg pemësh a perimesh të shkuara në pe.
2. Varg qeniesh a gjërash që vijnë njëra pas tjetrës. *Një vistër e gjatë (pa fund).*
3. *përd. ndajf.* Njëri pas tjetrit, varg. *Shkonin vistër.*
•*k* Varg e vistër një pas një, njëri pas tjetrit, me radhë, pa ndërprer je.
VISTRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vistër.

VISTROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I bëj vistër, i bëj varg. *Yistroi vadhëzat.*
VISHARAK,~E *mb.* Pjellor.
VlSHEM *vetv.* 1. Vë një petk në trup, mbështillem a mbulohem me një rrobë t"; qepur duke futur në të krahët, këmbët e shtatin; *kund.* zhvishem. *Vishet bukur. Vishet lehtë (trashë). U veshën shqiptarisht. U vesh nuse. Vishet më të leshta. U vesh si ushtar. U vesh si për festë (si për dasmi). U vesh si për dimër. Vishem e mbathem.*
2. *bised.* Nis një detyrë a futem në një punë, e cila ka një veshje karakteristike, hyj, bëhem. *U vesh po-lie.*
3. *vet. veto III.* Mbulohet a mbështillet me një shtresë që nuk lë të duket ç'ka nën të; mbulohet me bar, me gjethe, me gjelbërim etj.; mbushet. *Syri iu vesh me një cipë. M'u veshën sytë nga lotët. U vesh xhami. M'u veshën syzet. U veshën livadhet. U vesh pylli. U veshën pemët me Me. U vesh qielli me re.*
4. *fig.* Man- fuqinë e të drejtat që ka një detyrë e caktuar. *V vesh me pushtet. U vesh me funksionet e... U vesh me fuqi të plota.*
5. *bised.* I sulem dikujt, i vërsulem dhe e godas, e qëlloj; i përvishem. *Iu vesh me grushte (me shkop).*
*6. bised.* I ngjitem (një kodre a një mali). *Iu veshën kodrës.*
7. *fig. iron.* Paraqitem me një pamje tjetër, duke fshehur a duke mbuluar qëllimet e vërteta ose ve-primet e këqija; shtirem. *Na vishen si marksistë. Vi-shej si revolucionar.*
8. *Pës. e* VESH.
+ U vesh me (ni) tS zeia (me rroba të zeza, me rrobën e zezë) filloi të mbajë zi, ra në zi. U vesh me *(at)* hekur (çelik) u armatos gjer në dhëmbë. M'u vesben syte a) nuk pashë mirë, m'u errësua drita e syve; b) nuk e pashë të keqen që kisha përpara, u tregova i verbër e sylesh.
VISHË,~A . *sh.* ~A, ~AT, Vig.
VISHKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* Fërkoj; kruaj.
VtSHKULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. 1. Thupër druri e hollë dhe e njomë; filiz a dru i ri, i hollë, i drejtë, pa degë e pa nyja. *Vishkull thane (qershie). Vishkull dushku. Preu një vishkull. I ra me vishkull. I hoqi (i dha) një vishkull* e rrahu me thupër.
2. *përd. ndajf. fig.* Lakuriq, cullak. *E la vishkull.*
VISHKULLAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pyll me lisa të rinj; vend me vishkuj.
VISHKULLAR,~E *mb.* I hollë e i drejtë si vishkull. *Us vishkullar. Me trup vishkullar.*
VISHKULLlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimit të foljes VISHKULLOJ.
VISHKULLOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. E rrah me vishkull; fshikulloj.
VISHNJADHË,~A . Shurup i përgatitur nga lëngu i kokrrave të vishnjes.
VE5HNJAK,~U *m.* Vishnjadhë.
VEHNJAK,~E *mb.* Që ka ngjyrë të kuqe të errët, që ka ngjyrë vishnje. *Fustan vishnjak. Lute vishnjake.*
VlSHNJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Lloj qershie që ben kokrra në ngjyrë të kuqe të errët dhe pak majhoshe; kokrrat e kësaj peme. *Vishnjë e bu-të. Ngjyrë vishnje. Lëng vishnje. Reçel vishnje.*
2. Shurup i përgatitur nga lëngu i kokrrave të kësaj peme, vishnjadhë. *Bleu një shishe vishnjë.*
3. *përd. mb. bised.* Që ka ngjyrën e kokrrave të pjekura të kësaj peme. *Fustan vishnjë.*
+ *VISHNJË E EGËR bot.* Shkurre a dru i ulët, me gjethe të rrumbullakëta, me lule të imëta, të bar-dha e me erë të këndshme, që bën kokrra sa një qer-shi e vogël, në ngjyrë të zezë, pa lëng e të hidhura; qersfai e egër.
VlSHTA,~T (") . *vet. sh. krahin.* Të lashtat. *Korrëm të vishtat.*
VJSHTË (i,e) *mb. krahin.* 1. Që mbillet në vjeshtë. *Elb (grurë) ivishtë.*
2. Që ka të bëjë më të vishtat, që del nga të lashtat. *Kashtë e vishtë.*
VTT,~I *m. sh.* ~E, ~ET dhe VJET, ~ËT. 1. Koha prej dymbëdhjetë muajsh duke nisur nga një janari deri në 31 dhjetor, koha gjatë së cilës Toka bën një rrotullim të plotë rreth Diellit; periudhë kohe prej dymbëdhjetë muajsh duke filluar nga një ditë çfarëdo. *Vit diellor. Vit hënor. Vit i brishtë* vit që ka 366 ditë dhe që bie një here në katër vjet. *Vit kalen-darik. Vitin e ardhshëm. Vitin e kaluar. Vit financiar. Vit bujqësor. Vit i mbarë* vit bujqësor gjatë të cilit kushtet e mira atmosferike kanë ndihmuar që të me-rren prodhime të larta bujqësore. *Viti në vazhdim. Një vit me pare. Një gjysmë viti. Si sot një vit* pas një viti; një vit me pare. *Brenda një viti. Brenda vitit. Nga viti në vit* çdo vit. *Vit për vit. Vit pas viti. për çdo vit. Këtë vit* sivjet. *Me vite (pas disa vitesh). Në fillim (në krye) të vitit. Një here në vit. Sa vjet? për shumë vjet! ur.* gëzuar! (në rast ditëlindjeje ose feste). *Vitin që shkoi (që vjen). Mbushi vitin. E kaloi vitin. Iku viti. Mbyllën vitin.*
2. *vet. sh.* Periudhë e gjatë kohe, që përfsbin disaa shumë njësi prej dymbëdhjetë muajsh dhe që li-dhet me ngjarje të caktuara; periudhë kohe dhjetë-yjeçare (kur përdoret me një numëror rreshtor që shënon dhjetëshe). *Vitet e Luftës. Vitet e Partisë. Vitet e rënda të pushtimit fashist. Vite lufte e fi-t'oresh. Në vitet e rindërtimit të vendit. Në vitet e pesë-vjeçarëve. Vitet e rinisë. Në vitet gjashtëdhjetë të she-k'ullil tone* prej vItit 1960 deri me 1970. *Letërsia e viteve tridhjetë* letërsia e viteve 1930-1940.
3. *astr.* Koha gjatë së cilës një planet bën një rro-tjillim të plotë rreth Diellit. *Vit astronomik. Viti i lyfarsit (i Saturnit).*
4. *bised.* Klasa a kursi që ndjek dikush në shkollë; nxënësit a studentët që vijojnë së bashku këtë klasë ose këtë kurs. *Viti i dytë i universitetit. Është në vitin ëundit. Vitet e treta shkuan në aksion. Përsëriti vitin.*
5. *vet. sh. bised.* Moshë e caktuar; moshë. *mbushi vitet. Sa vjet është?* ç'moshë ka?
^ Viti vitit nuk i ngjet një kohë nuk i ngjet një kohe tjetër; është vështirë të parashikosh se ç'mund të nilodhë në të ardhmen. Pema e Vitit të Ri *shift te* PEMË,~A. PlakU i Vitit të Ri *shih te* PLAK,~U. Vit akademik periudha, gjatë së cilës zhvillo-hen mësimet në shkollat e larta. Vit d r i t ë *astr.* vjt-dritë. Viti i R i dita e parë e muajit janar, dita e parë e çdo viti. Vit shkollor (mësimor) periudha, gjatë së cilës zhvillohen mësimet në shkollat tetëvjeçare e të mesme. Vit t r o p i k vit i ba-rabartë me 365 ditë, 5 ore, 49 minuta e 46 sekonda.
VITAMlNË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Lëndë organike, që është e domosdoshme për veprimtarinë jetësore të njeriut e të kafshëve dhe që merret në sasi të vogla bashkë me ushqimin ose e përpunuar në mënyrë ki-mike. *Vitamina A (B,C...). Grupi i vitaminave. Ush-aim me vitamina. Përmban vitamina.*

VIT-DRfTË *m. sh.* VJET-DRfTË *astr.* Njësia e matjes së largësive të mëdha midis planetëve e yjeve, e ! barabartë me rrugën që mund të përshkojë drita gjatë një viti (afërsisht nëntë trilionë kilometra).
VITËRK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njerk. VITËRKESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Njerkë.
VITIKULTURË,~A . 1. Kultura e hardhisë, vreshtari. *Zhvillimi i vitikulturës.*
*2.* Degë e shkencës bujqësore që merret me rritjen e hardhisë.
VITORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *mit.* Qenie mitologjike që përfytyrohej si një gjarpër me brirë të artë dhe që besohej se pillte ar e sillte fat e lumturi aty ku shkelte; kafshë që përfytyrohej si një gjarpër i sjhkurtër e i trashë, i bukur e pa helm dhe që besohej se rrinte në vrimat e mureve, ruante shtëpinë e i sillte kësaj mbarësi. *Vitorja e shtëpisë.*
2. *mit.* Secila nga tri fatitë, të cilat përfytyroheshin si igra që i vinin foshnjës te djepi natën e tretë pas lin'djes për t'i caktuar fatin. *Të daltë vitorja përpara! ur.\, vjet.* të priftë e mbara!
3. *vjet.* Fat. *Të tillë vitore pati.*
4. Grua e mirë dhe e shkathët që është amvisë e përsosur edhe në shtëpi; grua që ka Iindur e ka rritur shumë fëmijë. *U martua me një vitore.*
5. Lopë e shëndoshë dhe e hijshme, që jep shumë qumësht. *Polli vitorja.*
*6. përd. mb.* E mirë, e zonja dhe e shkathët në punë (për gra e vajza). *Vajzë vitore.*
VITOREZI,~ZEZË *mb. vjet.* Fatzi, fatkeq.
VITRlNË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Dritare e madhe zakonisht me xhama të njëjtë në anën e përparme të dyqanit, e ndrequrme vende të posaçme për të vënë mallra të ndryshme që janë në shitje. *Vitrinë dyqani. Vitrinë librarie. Zbukurojnë vitrinat. E vuri në vitrinë.*
2. Arkë a dollap prej xhami në një muze ose në një ekspozitë, ku vendosen objekte të ndryshme që të shihen mirë nga vizitorët. *Vitrinat e muzeut (e ekspo-zitës).*
3. *fig. keq.* Diçka e zbukuruar që nxirret përpara me qëllim që të krijojë një përshtypje të gabuar për gjërat, rrethanat etj. që përfaqësohen prej saj.
VITHANIKE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. Mbulesë, zakonisht e leshtë, që i vihet kalit në vithe, paravithe.
VITHAPRAPTAS *ndajf.* Praptazi. *Ecte vithapraptas.*
VITHATORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Pajim i kalit, i mushkës etj., i përbërë nga disa rripa, që kalojnë mbi vithet dhe shërbejnëpër të mbajtur samarin që të mos rrëshqasë; palldëm.
VITHE,~T. *vet. sh.* 1. Pjesa e pasme e trupit të kafshëve të mëdha (të kalit, të mushkës etj.), që shkon nga ijet e deri te rrëza e bishtit. *Vithet e kalit (e mushkës). Hipi në vithe.*
2. Tulet e prapme të njeriut, mollaqet. *Me vithe të gjera (të ngushta).*
VITHEGJERË *mb.* Që i ka vithet të gjera. *Kale vithegjerë. Grua vithegjerë.*
VITHEMADH,~E *mb.* Që i ka vithet të mëdha. *Pelë (mushkë) vithemadhe. Burrë vithemadh.*
VITHERENË *mb.* Që i ka vithet me poshtë se zakonisht, vitheulur. *Grua vitherënë.*
VITHETRASHË *mb.* Që i ka vithet të trasha. VITHEULUR *mb.* Vitherënë.

VITHIS *kal.,* ~A, ~UR. Bëj që të shembet e të futet në dhe, bëj që të humbasë në dhe, shemb, rrëzoj poshtë. *Tërmeti e vithisi fshatin.*
VITHISEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Çahet e shket me poshtë, humbet, fundoset, shembet (për token, ndër-tesat etj.); shkatërrohet. *U vithis toka (udha, rruga, muri, çatia). V vithis pusi. V vithis nga tërmeti. lu vithistë varri! mallk.*
2. Bie poshtë në tokë; bie në fund të një gremine, të një grope etj., shembem, fundosem; rrëzohem në fund, humboj. *U vithis në greminë (në hon, në pus).*
*3. vet. veta III.* Anohet, bie nga njëra anë; për-mbyset. *U vithis kamioni (barka).*
4. *vet. veta HI fig.* Zhduket, humbet; përmbyset përgjithnjë. *U vithisën zakonet prapanikc.*
VITHISJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VITHIS, VITHISEM. *Vithisja e tokës (e varrit).*
VITHISUR (i,e) *mb.* 1. Që është çarë e ka shkarë me poshtë, që ka humbur, që është fundosur; i shembur (për token, ndërtesat etj.); i shkatërruar. *Vend i vi-thisur. Shtëpi e vithisur. Varre të vithisura.*2. Që ka rënë poshtë në tokë ose në fund të një gremine; që është përmbysur. *Shkimb i vithisur.*
VfU (VlU-VIU) *onomat.* Përdoret për të shënuar zërin e hollë e zakonisht të zgjatur që bën diçka kur lëviz me force e me shpejtësi në ajër, kur fërkohet me diçka tjetër etj. *Viu-viu bënte dera.*
4. As ciu, as viu (as miu) *shih te CIV.*
VIVAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *peshk.* Hauz a pe"8 i ndërtuar për të rritur peshq.
VIZAK,~E *mb.* 1. Që ka trap të gjatë, të drejtë e të hijshëm, trupderdhur (për njerëzit). *Vajzë vizake.*
*2. bot.* Që vjen i zgjatur dhe është njësoj në të gjithë gjatësinë e vet. *Gjethe vizake.*
VIZAT (VIZAS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj vija-vija, e mbush me viza, vijëzoj, vijos. *Vizat fletoren.*
*1.* Lë gjurmë vija-vija në një sipërfaqe. *la vizati shpinën kalit me shkop* e rrahu aq shumë sa i mbetën gjurmë vijash mbi shpinë.
VIZATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VIZATOJ, VIZATOHET.
*Vizatimi i një luleje. Vizatim me laps (me ngjyra). Vizatim nga natyra. Afjetet e vizatimit. Fletore vizatimi.*
2. Arti i paraqitjes a i riprodhimit në Ietër të një sendi, të një figure etj. me laps, me bojëra ose me penë etj.; lëndë mësimore që bëhet në shkollë me që-llim që nxënësit të përvetësojnë këtë art. *Vizatim tek-nik* paraqitje në rrafsh e një sendi a objekti, e cila jep format e përmasat e tij. *Vizatim i lire. Mësuesi i vi-zatimit. Ora e vizatimit. Kane vizatim. Merret me vi-zatim.*
3. Figura që vizatohet; figure, lule a qëndismë që bëhet në stof, në basmë, në mure etj. *Basmë me vi-zatime të bukura. Jastëk me vizatime. Bëri një vizatim.*
4. *bised.* Letra ku është vizatuar diçka; fletore me fletë të bardha e të trasha që e përdorin nxënësit në shkollë për të vizatuar. *Mblodhi vizatimet. Mbësh-tolli vizatimin.*
VIZATOHET *vetv.* 1. Shfaqet figura e diçkaje; duket, shquhet, dallohet; përvijohet. *Atje larg viza-toheshin majat e maleve. V vizatohej gëzimi në fytyrë.*
2. Shfaqet diçka në imagjinatë; përfytyrohet. *Vizatohet e ardhmja e ndritur.*
3. *Pës. e* VIZATOJ.
VIZATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Paraqit a riprodhoj në Ietër një send ose një figure me laps, me bojëra, me penë

etj., bëj vizatim në Ietër ose në diçka tjetër; zotëroj artin a mjeshtërinë e vizatimit. *Vizaloj një shtëpi (një lule, një pemë, një kub...). Vizatoj me laps (me bojëra). Vizaton bukur.*
*2. fig.* Përshkruaj zakonisht shkurt, me gojë ose me shkrim, një ngjarje, një gjendje, një njeri; jap idenë a pamjen e diçkaje. *Vizatoi të ardhmen. E vi-zatoi mirë gjendjen.*
VIZATUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me vizatim, ai që bën vizatime. *Syri i vizatuesit. Dora e vizatuesit.*
VIZATUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VIZAT UES,~I. *Vizatuese e aftë.*
VIZË,~A 1 . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shenjë e zgjatur
dhe e hollë që bëhet mbi diçka me laps, me penë etj., vijë. *Vizë e drejtë (e lakuar, gjarpëruese). Vizë lidhëse. gjuh.* vizë e shkurtër që shërben për të lidhur dy pjesë të një fjale. *Vizë ndarëse. gjuh.* vizë e shkurtër që shërben për të ndarë fjalën në fund të rreshtit. *Viza e dialog ut, Heq një vizë. Shkruhet me vizë në mes.*
2. E thelluar a e çarë e ngushtë në diçka, vijë. *Vizat e dorës.*
+ I hoqi (i vuri, i futi) vizë (vijë) *dikujt a diçkaje* nuk e përfill me; hoqi dorë nga dikush a nga diçka, e fshiu nga defteri.
VIZË,~A 11 . *sh.* ~A, ~AT. Shënim zyrtar me vulë të posaçme në pasaportën a në letërnjoftimin e dikujt, më të cilin ai lejohet të hyjë e të dale nga ku-firi ose të kalojë në një shtet tjetër. *Viza e hyrjes. Vizë për hyrje e dalje. Zyra e vizave. Nxjerr (man) vizën. I dhanë vizën. E ka vizën.*
VIZGATOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. *shih* ÇARK, ~U 5,7. *Vizgatori i duhanit. I morën gjak me vizgator.*
VIZGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* Vijë e hollë dhe e shkurtër e shënuar në një Ietër; vizë e parregullt, shkarravinë. *Bëri një vizgë. E kishte bërë gjithë vizga.*
VIZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VIZOJ 1, VIZOHET 1. *Vizimi i dërrasës së zezë. Vizimi i fushës së futbollit. Thikë për vizim. tek.*
VIZION,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Vegim.
VIZITË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Vajtja diku dhe qcndrimi për pak kohë për të parë vendin, për t'u takuar me dike ose për një qëllim tjetër. *Vizitë zyr-tare (miqësore). Vizitë kolektive. Vizitë e shpejtë. Vizita e delegacionit. Vizitë në muze ( në ekspozitë, në kala). Bënë një vizitë. Shkoi për vizitë. I ktheu vi-zitën.*
2. Vëzhgimi i një të sëmuri nga mjeku për ta parë se çfarë sëmundje ka dhe për ti dhënë ndihmën e ne-vojshme. *Vizitë mjekësore. Vizita e mëngjesit. Dhoma e vizitave.*
VIZITIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VIZITOJ, VIZITOHEM. *Vi-*
*zitimi i punëtorëve (i ushtarëve).*
VIZITOHEM. *Pës. e* VIZITOJ. *Vizitohem te mjeku. E çoi për t'u vizituar.*
VIZITOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Shkoj dhe qëndroj për pak kohë në një vend a te dikush për ta pare, bëj një vizitë diku, i bëj dikujt një vizitë. *Vizitoi një kooperativë (një uzinë). Vizituan muzeun (ekspozitën, kalanë). Vizitoi shokët (miqtë).*
*2.* I bëj vizitë një të sëmuri, kontrolloj gjendjen shëndetësore të dikujt, me qëllim që t'i jap ndihmën e nevojshme. *E vizituan dy mjekë. E vizitoi nënën te mjeku i zemrës.*
VIZITOR,~I *m. sh.* ~Ë, — ËT. Ai që shkon në një vend a te dikush për ta pare, ai që shkon për vizitë. *Vizitorë të shumtë. Vizitorët e huaj. Vijnë vizitorë nga të gjit ha anët. Tërheq vizitorët. Priti vizitorë.*
VIZITORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* V1ZI-TOR,~I. *Erdhi si vizitorë.*
VIZITUES,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që shkon në një vend a te dikush për vizitë, vizitor. *Shkoi si vizitues.*VIZOHET i *vetv.* I. Zgjatet diçka si vijë, for-mori një vijë.
2. Nis të shfaqet diçka, sa duket pak, përvijohet. *lu vizua një buzëqeshje e lehtë.*
3. *Pës. e* VIZOJ i.
VIZOHET *n. Pës. e* VIZOJ n.
VIZOJ i *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Heq viza në diçka, vijëzoj.
2. *fig.* Paraqit në vija të përgjithshme diçka, vi-zatoj, përvijoj. *Vizoi portretin e punëtorit.*
3. *vjet.* Vizatoj. *Vizoi një rreth.*
VIZOJ ii *kal.,* ~OVA, ~ÇAR. I shënoj vizën dikujt në pasaportë a në letërnjoftim. *vizoi pasa-portën.*
VIZOR,~E *mb.* Që është me viza, që është vija-vija.
VIZORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Rrip i nolle prej druri, prej metali, prej plastike etj., i drejtë a në traj-ta të ndryshme, me anë të lëmuara e zakonisht të shkallëzuara, që përdoret për të mbajtur drejt lapsin kiir heqim vija, për të bërë vizatim teknik ose për të matur një gjatësi. *Vizore e shkallëzuar. Vizore njeh-simi. Vizore druri. Përdor vizoren.*
VIZUAR (i,e) i *mb.* Që i janë hequr vijat, që është vizuar. *Fushë e vizuar. Letër e vizuar.*
VIZUAR (i,e) ii *mb.* Që i është shënuar viza. *Pa-sqportë e vizuar.*
VIZHË,~A. *sh.* ~A, ~AT *zool.* LIoj zhuzhaku me krahët e sipërm në ngjyrë të gjelbër e të shkël-qyeshëm, që rron nëpër lule, zhuzhingë.
^ L u I e vizhe *bot.* lulevizhë.
VJASKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. E thelluar e ngushtë në sipërfaqen e diçkaje; e çarë, plasë. *Vjaskat e pëllëmbës së dorës. Vjaskat e Irungut të drurit. Vjaskat e pushkës (e tytës). usht.* vija të thella në trajtë spiraleje brenda tytës së pushkës a të një arme tjetër zjarri, që shërbejnë për t'i dhënë predhës lëvizje dhe shpejtësinë rrotulluese. *Gur me vjaska.*
12. Gjurmë si vijë që mbetet në një sipërfaqe pas kalimit nëpër të të diçkaje, vazhdë e hollë. *Vjaskë gjaku.*
VJASKUAR (i,e) *mb. tek., usht.* Që është me vjaska; që e ka tytën me vjaska. *Gryka e vjaskuar e topit.*
VJEÇ,~E *mb.* Përdoret me numërorë për të tre-guar sa vjet ka mbushur dikush. *Djalë dhjetë vjeç. Vqjzë shtatë vjeçe. Sa vjeç je?*
VJEDULL,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Baldosë.
VJEDH *kal.,* VODHA, VJEDHUR. 1. I marr dikujt diçka fshehurazi a duke e mashtruar dhe e për-vefësoj, marr për vete pa leje e pa të drejtë dhe përdor diçka që s'është imja, që është prone shoqërore ose e dikujt tjetër; bëj një vjedhje. *Vidhle para (ba-gë'ti). Vidhte natën. Ai që vjedli dënohet nga shoqëria jonë.*
2. edhe *fig.* la marr dikujt diçka me force ose me dinakëri; ia rrëmbej. *Pushtuesit na vodhën e na plaçkitën. I vodhi Urine. I vjedli kohën e lire.*
3. *fig.* Marr vesh fshehurazi diçka; e mësoj a e
marr nga dikush një zanat, një të fshehtë etj. pa e kuptuar ai. *vodhi zanatin. Ia vodhi të fshehtën. Diku ma vodhi veshi.*

4. *fig.* Përvetësoj, paraqit si timen a e quaj timen një ide, një tezë etj. që është e tjetërkujt. *Ia vodhi tezat.*
+ E vodhi (e rrëmbeu) me sy *shih te* SY,~RI. E vodhi me bisht të syrit *shih te* SY,~RI. Ta vjedh hun-dën midis syve (në mes të syve) është vjedhës i regjur, të qëron të bardhën e syrit. Të vjedh vezën nën klloçkë *shih te* KLLOÇKË,~A.
VJEDHACAK,~E *mb. bised., keq., shar.* 1. Që vjedh sende të vogla; vjedhës. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
VJEDHANI,~A . *sh.* ~, ~TË. Vjedhje, kusari.
VJEDHARAK,~E *mb.* 1. Vjedhacak. 2. Që bëhet fshehurazi, jo drejtpërdrejt, si prej vjedhësi. *Shikim vjedharak. Në mënyrë vjedharake.*
VJEDHARASH,~E *mb.* Vjedhacak.
VJEDHAS *ndajf.* Vjedhurazi. *Hyri vjedhas. I hodhi një vështrim vjedhas.*
VJEDHËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që vjedh, ai që merret me vjedhje, ai që ka zakon të vjedhë. *Vjedhës vogëlsirash (xhepash). E kapën vjedhësin. Ta mbrojmë pasurinë socialiste nga vjedhësi11*
VJEDHËS,~E *mb. I.* Që ka zakon të vjedhë, që merret me vjedhje, që vjedh.
2. Që bëhet fshehurazi e me dinakëri; vjedharak, *Shikim vjedhës.*
VJEDHËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VJE-DHËS,~I.
VJEDHËSI,~A . Kusari, vjedhje.
VJEDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VJEDH, VIDHEM.
2. Përvetësim në mënyrë të fshehtë i diçkaje që është prone shoqërore a pasuri e tjetërkujt; mënyra se si bëhet ky përvetësim. *Vjedhje të vogla. Bënte vjedhje. Merrej me vjedhje. Vjedhja dënohet.*
3. *bised.* Çdo rast kur ndodh një përvetësim i tills i fshehtë i diçkaje.
VJEDHUR (i,e) *mb.* 1. Që i është marrë dikujt ose është pervetësuar pa leje e fshehurazi. *Gjë e vjedhur.*
2. Që i është marrë dikujt me force ose me dinakëri; i rrëmbyer. *Toka të vjedhura. Pasuri e vjedhur.*
3. *fig.* Që është mësuar ose është marrë nga dikush pa e kuptuar ky. *Zanat i vjedhur.*
4. *fig.* Që është e tjetërkujt, po që dikush e paraqit a e quan si të veten (për një ide, tezë etj.). *Ide e vjedhur. Mendim i vjedhur.*
VJEDHURAZI *ndajf.* Në mënyrë vjedharake, si vjedhës; pa u vënë re nga të tjerët, fshehurazi. *Ia mori vjedhurazi. Hyri (u afrua, iku) vjedhurazi. E shikoi vjedhurazi,*
VJEDHURI,~A . Të qenët vjedhës, vesi i atij që është mësuar të vjedhë.
VJEDHURISHT,~E *mb.* I mësuar më të vje-dhur, më të parë a më të dëgjuar; i vjedhur.
VJEDHURISHT *ndajf.* Vjedhurazi. *E ka mësuar zanatin vjedhurisht.*
VJEGË,'—A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e një ene, e kthyer si hark, më të cilën e kapim ose e mbajmë atë në dorë, veshi i enës, dorezë. *Vjega e shtambës (e qypit). Kazan (tenxhere) me vjega. E kapi për vjege.*
2. Verigë a hallkë e zinxhirit; grep a çengel ku varim diçka. *V këpul vjega. E vari në vjegë.*
3. *bised.* Plori i parmendës.
4. *shih* VJEGËZ,~A.
5. *fig.* Rast a rrethanë, që mund të merret si shkak për të përligjur diçka, shkak që fsheh arsyen e yërtetë të diçkaje, hallkë ku duam e mund të kapemi, anë. *Kërkon një vjegë ku të kapet. la gjeti vjegën diçkaje* ia gjeti anën.
Bën vegshia e si vI vjegën (vegjën) *shih te* VEGSH,~I.
VJEGËZ,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Nyjë. e lidhur si lak, që mund të zgjidhet lehtë, nyjë që nuk lidhet pisk, verigë. *Zgjidh vjegëzën. E lidhi vjegëz.*
2. Vrima ku futet kopsa, ilik; lak i vogël që qepet brenda jakës së palltos, për ta varur këtë diku; vjegë.
3. *zakon. sh.* Leqet. *Vjegëzat e këmbëvet.*
*4. Zvog. e* VJEGË,~A.
VJEGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I vë vjegën një*ene.*
2. E var në vjegë diçka.
VJEGUAR (i,e) *mb. zyrt., vjet.* Që kishte një afat të caktuar për të tërhequr të hollat, me afat të detyrue-shëm (për një librezë kursimi). *Librezë kursimi e vjeguar.*
VJEGJËS,~I *m. sh.* ~, —IT *bot.* Shkurre e ven-deve mesdhetare e të ngrohta, me degë të holla e të gjata, me gjethe treshe të vogla e vezake, me lule të verdha në trajtën e një fluture në majë të çdo kër-celli të ri, që rritet me shumë në shkëmbinj e në troje malore.
VJEHËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. Nëna e gruas kundrejt burrit të së bijës (për burrin); nëna e burrit kundrejt së shoqes së të birit (për gruan). *Vjehrra ime. E vjehrra* vjehrra etij ose e saj. *erdhi e vjehrra. Shkon shumë mirë me vjehrrën.*
VJEHERR,~RRI *m. sh.* ~ËRR, ~RRTT. Babai i gruas kundrejt të shoqit të së bijës (për burrin); babai i burrit kundrejt së shoqes së të birit (për gruan). *Vjekrri im. I vjehrri* vjehrri i tij ose i saj.
VJEHËRRl,~A . 1. Të qenët vjehërr, gjendja e vjehrrit a e vjehrrës.
2. *përmb.* Vjehrri dhe vjehrra së bashku.
VJEL *kal.,* VOLA, VJELË. 1. Këput e mbledh rrushin a pemë të tjera; mbledh prodhimin e disa bimëve (si duhani, pambuku, misri etj.). *Vjel rrush (mollë, dardhë,fiq). Vjelin pambukun (duhanin, misrin). Volën vreshtat. Vjelin prodhimet. Vjelin të vonat. Vjel me dorë.*
2. Mbledh detyrimet etj. nga dikush tjetër (zako-nisht në vendet ku ka taksa). *Vilnin taksat (tatimet). Vilnin detyrimet (fitimet).*
3. Shënoj e nxjerr pjesët, fjalët a shprehjet që me duhen ose që me interesojnë me shumë nga një libër a nga një botim tjetër. *Voli shkrimtarët e Rilindjes. Vjel gazetën. Vjel fjalët. gjuh.*
VJELA,~T (të). *vet. sh.* 1. Vjelja e pemëve; koha kur vilen pemët a bimët. *Erdhën të vjelat. Kemi të vjelat.*
2. Pemët a prodhimet e vjela. *Grumbulluan të vjelat.*
*it* Si kofini (si koshi) pas të vjeUve (pas të vjeli) *shih te* KOFIN,~L
VJELË, ~T (të) *as.* Vjelje.
Si koflai (si koshi) pas të vjeU (pas të vjdave) *shih te* KOFIN,~I.
VJELË (i,e) *mb.* 1. Që i janë mbledhur frytet a prodhimet, që është vjelë (për një vresht, një pemishte etj.). *Kopsht i vjelë. Vresht i vjelë.*
2. Që është lexuar dhe i janë nxjerrë pjesët, fjalët a shprehjet që duhen për qëllime kërkimore a studi-more. *Libër i vjelë. Gazeta të vjela.*
VJELES,~I *m,sh.* ~, ~IT. 1. Ai që vjel pemët a prodhimet, ai që merret me vjelje. *Vjellsit e rrushit (e duhanit).*
2. Ai që mbledh detyrimet etj. nga dikush. (zako-nisht në vendet ku ka taksa). *Vjelë si i taksave.*

*3.* Ai që shënon e nxjerr pjesët, fjalët a shprehjet që i duhen nga një libër a nga një botim tjetër. *Vjelës i kujdesshëm.*
VJELËSE,~JA *f.sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VJELËS, ~L *Vjelëse e dalluar. Vjelëset e pambukut (edomateve). Vjelëset e kooperativës bujqësore.*
VJELJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VJEL, VILET. *Vjelja e rrushit (e mollëve, e fiqvej. Vjelja e pambukut (e duhanit). Vjelja e të vonave. Vjelja e taksave (e tatimeve, e de-tyrimeve). Vjelja e fjalëve. gjuh. Koha e vjeljes. Pas vjeljeve.*
2. Koha kur vilen pemët e prodhimet, të vjelat. *Erdhi vjelja. Vjelja mbaroi.*
VJELL *kal.,* VOLLA, VJELLË. 1. Nxjerr jashtë nga goja ushqimin që me përzien e nuk ma mban stomaku; nxjerr nga goja një ushqim, vrer ose gjak (kur jam i sëmurë ose kur me vjen ndot). *Volli fëmija. Volli ushqimin. Volli vrer (gjak). Me vjen për të vjellë.*
2. *vet. veta III fig.* Nxjerr nga gryka tym, gazra a diçka tjetër me shumicë (për oxhakun, për një armë etj.). *Oxhaqet vjellin tym. Pusi villte gaz. Pushka (mitralozi, topi) vjell zjarr (predha, plumba).*
3. *vet. veta III.* E lëshon, e nxjerr ngjyrën e mc-parshme (për një petk, kur lahet ose kur përdoret). *Ajo basmë e villte bojën.*
4. *fig. keq.* Flas shumë keq për dike a për diçka, nxjerr gjithçka të keqe që mbaj për brenda; them fjalë të këqija a shpif për dike për të nxjerrë inatin, shfryj. *Vjell vrer (helm, helm e vrer, zeher) k under dikujt. E volli atë që kishte në bark. Vollën shumë gojët e këqija.*
*it* E bëri të vjellë (tt përmjerrë) gjak *dike thjesht-ligj. shih te* PËRMJERR.
VJELLË,~A (e). *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Ushqimet e gjithçka tjetër që nxjerr dikush nga goja kur vjell. *Si e vjellë qensh. Pastroi të vjellat.*2. Vjellje. *Me jep të vjellë. Kam të vjella. Sëtnundja fillon më të vjella.*
VJELLË,~T (të) *as.* Vjellje. *nxiti të vjellët. I plasi të vjellët. Me vjen të vjellë* me përzihet, me vjen për të vjellë.
^ Me vjen të vjellë *ng a di k u s h a ng a diç -k a* me vjen ndot; me mërzitet shumë kur e shoh ose kur e dëgjoj.
VJELLJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve VJELL, VILLEM. *Vjellja e ushqimit. Shkakton vjellje.*
VJERDH *kal,* VORDHA, VJERDHUR. la shtoj dëshIrën për diçka, e bëj që të mos i mërzitet a të mos i neveritet, e afroj; *kund.* zvjerdh, ftoh. *la vordhi dë-dhirën. I vordhi miqtë (shokët).*
VJERSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Krijim i vogël letrar në vargje?; poezi. *Vjershë satirike. Tufë vjershash. Vëllim me vjersha. Shkruan (bën) vjersha. Recitoi një vjershë.*
VJERSHËRI,~A.. 1. *shih* VJERSHËRIM,~I.
2. *vjet.* Poezi. *Vjershëria shqipe. Vjershëria e Nolit-*
VJERSHËRIM,~I *m.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të jfoljeve VJERSHËROJ, VJERSHËROHET. *Arti i ivjershërimit. Merrej me vjershërim.*
*1. shih* VARGËZIM,~I 2. yjERSHËROHET. *Pës. e* VJERSHËROJ.
VJERSHËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *1.* edhe *jokal.* Bëj vjersha, shkruaj vargje, bëj poezi. *Vjer-shëronte shqip.*
2. Vë a kthej në vargje një pjesë të shkruar në prozë, vargëzoj. *Vjershëroi një tregim.*
VJERSHËRUAR (i,e) *mb.* I vënë a i kthyer në vargje. *Tregim i vjershëruar. Histori e vjershëruar.*
yjERSHËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën vjersha, poet. *Vjershëtar i madh. Vjershëtarët e Ri-linctjes Kombëtare.*
VJERSHËTARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VJERSHËTAR, ~I.
|jERSHËTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vjershëtar,
VJESHK,~KU *m. sh.* ~Q, ~QIT *krahin.* Vish-kul). *Vjeshk arre.*
VJESHTAK,~E *mb.* Që ka të bëjë me vjeshtën, që i përket vjeshtës, i vjeshtës; që përdoret në vjeshtë; që piqet a që bëhet në vjeshtë; që vjen a që del në vjeshtë; vjeshtor. *Dielli vjeshtak. Kutlota vjeshtake. Lule vjeshtake. Miser (duhan, fik) vjeshtak. Tërshërë (faside) vjeshtake. Mollë (dardhë) vjeshtake. Bukuri vjeshtake.*
VJESHTAR,~E *mb.* Që piqet a që bëhet në vjeshtë; vjeshtak. *Fik vjeshtar.*
V;JESHTARAK,~E *mb.* Vjeshtak, vjeshtor. *Shteg-timi\ vjeshtarak i peshqve.*
VIIESHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Stina e tretë e vitit që vjen pas verës, stina ndërmjet verës e dimrit, kur |ditët fillojnë të zvogëlohen dhe bien gjethet (në gjysmërruzullin verior fillon me 22 shtator e mbaron me 21 dhjetor). *Vjeshta e parë* shtatori. *Vjeshta e dytë* tetori. *Vjeshta e tretë* nëntori. *Vjeshtë e luge. Ditë*
*vjeshtë. Erë vjeshtë. Shirat e vjeshtës. Grurë vjeshtë* grurë që mbillet në vjeshtë. *Mbjelljet e vjeshtës. Erdhi (hyri) vjeshta. Iku vjeshta.*
Lule vjeshtë *bot. shih te* LULE,~JA.
VJESHTOJ *jokal,* ~OVA, ~UAR. Kaloj vjeshtën në një vend.
VJESHTOR, ~E *mb.* Vjeshtak. *Diell vjeshtor. Mbrëmje vjeshtore. Mëngjes vjeshtor. Kullota vjeshtore. Bimë vjeshtore. Mollë (kumbull) vjeshtore. Lakër vjeshtore. Shtegtimi vjeshtor.*
VJESHTORE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Pemë a perime që piqen ose që bëhen në vjeshtë. *U poqën vjeshtoret.*
VJESHTËK,~E *mb.* Që piqet vonë në vjeshtë, i vonë; që nuk është pjekur mirë; vjeshtak. *Dardhë vjeshtuke. Fik (miser, duhan) vjeshtuk.*
VJET *ndajf.* Vitin që shkoi, vitin e kaluar. *Ndodhi vjet. Vjet e kam pare.*
VJETAK,~E *mb.* Motak. *Qengj vjetak.*
VJETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Libër që botohet një here në vit, ku jepen të dhëna e ngjarje të një viti; botim i përvitshëm. *Vjetar statistikor. Të dhënat e vjetarit. Botohen disa vjetarë.*
VJETET *vetv.,* ~ (u), ~UR. Pushon, bie. *U vjet era.*
VJETËM (i), ~ME (e) *mb.* Që i përket vitit të kaluar, I vitit që shkoi, që ka ndodhur a ka qenë vjet. *Dimri i vjetëm. Vera e vjetme. Kampionati i vjetëm. Puna e vjetme.*
VJETËR (i,e) *mb.* 1. Që ka jetuar shumë vjet, që është në moshën e pleqërisë; i moshuar, plak; *kund.* i ri. *Burrë i vjetër. Grua e vjetër. Në moshë të vjetër. Brezi i vjetër. Kale (ka) i vjetër. U be i vjetër.*
*2.* Që ka mbirë ose që është krijuar para shumë kohësh, që ka moshë të madhe; *kund.* i ri. *Dm i vjetër. Degët e vjetra. Pyll i vjetër.*
3. Që është ngritur, është prodhuar ose është krijuar a ndërtuar shumë kohë me pare; që është shfa-qur a ka dale prej kohësh; që ishte a që njihej edhe me pare; *kund.* i ri. *Shtëpi (ndërtesë, rrugë, urë, kala) e vjetër. Bibliotekë (shkollë) e vjetër. Teatri i vjetër. Pazari i vjetër. Lagjet e vjetra. Kostum i vjetër. Pushkë e vjetër. Prodhime të*

*vjetra. Race e vjetër lopësh. Libër (film) i vjetër. Fjalë e vjetër. Të dhëna të vjetra. Fa-milje e vjetër. Fis i vjetër. Parti (organizatë) e vjetër. Sëmundje e vjetër. Zakonet (doket) e vjetra. Teknikë e vjetër. Gjëra të vjetra* gjëra të njohura.
4. Që është përdorur gjatë ose nuk është ruajtur me kujdes dhe nuk është në gjendje të mirë, i vjetruar (zakonisht për veshmbathjet dhe për orenditë e pa-jisjet e ndryshme). *Me këpucë (me rroba) të vjetra. Kusi (tenxhere) e vjetër. Mobilje të vjetra. Qilim i vjetër. Biçikletë e vjetër. Është fare i vjetër. Duket si i vjetër.*
5. Që është bërë a është përgatitur para shumë kohësh; që është ruajtur prej shumë kohësh; që është pjekur shumë kohë me pare, që është i të korrave të vitit të kaluar; *kund.* i ri. *Djathë i vjetër. Verë e vjetër. Vaj i vjetër. Gruri i vjetër. Patate (fasule) të vjetra.*
6. Që është zëvendësuar me vonë nga një tjetër; që ka qenë para një tjetri, që përsëritet nga një tjetër;i mëparshëm; *kund.* i rL *Gjethet e vjetra. Lëkura e vjetër. Dëbora e vjetër. Monedha e vjetër. Lekë të vjetër. Botimi i vjetër. Drejtori (mësuesi, komandanti) i vjetër. Adresa e vjetër. Hëna e vjetër* hëna që ka filluar të hahet, kur nis e ia zë dritën Toka. *Viti i vjetër* viti i mëparshëm.
7. Që e ka filluar punën ose veprimtarinë në një fushë shumë kohë me pare, që ka kohë që merret me një punë; që ka hyrë prej kohësh në një organizatë, në një shërbim etj.; që ka përvojë të gjatë në punë, i re-gjur; *kund.* i ri. *Komunist i vjetër. Nëpunës (llogaritar, gazetar, ntjek, oficer, rnësues) i vjetër. Luftëtar i vjetër. Është i vjetër në punë (në detyrë, në mjeshtëri... ).*
8. Që i përket një periudhe shumë të lashtë, që lidhet me njerëzit që kanë qenë shumë kohë më parë dhe me veprimtarinë e krijimtarinë e tyre; i lashtë; *kund.* i ri. *Koha e vjetër* periudhe historike para kohës së mesme që shkon deri te shekulli i 5-të i erës së re. *Historia e kohës së vjetër. Kultura e vjetër. Letërsia e vjetër shqiptare. Kalendari i vjetër* kalendari që zba-tohej përpara shek. XVI e që ndryshonte nga ai që përdorim sot.
9. Që përfaqëson etapën më të hershme në zhvillimin e klasave a të shtresave shoqërore ose në zhvillimin e një dukurie shoqërore, të një drejtimi a rryme, të një doktrine a teorie etj.; *kund.* i ri. *Borgjezia e vjetër. Kapitalizmi (imperializmi) i vjetër. Kolonialistët e vjetër. Revizionistët e vjetër.*
10. Që lidhet me periudhën përpara Çlirimit të Shqipërisë, që lidhet më të kaluarën; që është i pra-pambetur ose që përmban tipare a pikëpamje jore-volucionare, josocialiste; që nuk ka cilësitë e epokës së ndërtimit të socializmit, që nuk është brumosur sipas parimeve e kërkesave të kësaj epoke; *kund.* i ri. *Shoqëria e vjetër. Marrëdhëniet e vjetra në prodhim. ek. Shkolla e vjetër. Ndarja e vjetër krahinore. Mendime të vjetra. Përmbajtje (forme) e vjetër. Konceptet e vjetra. Stili i vjetër. Metoda e vjetër. Marrëdhëniet e vjetra në familje.*
11. Që e njohim prej shumë kohësh, që kemi lidhje e marrëdhënie prej një kohe të gjatë me të; që ka të bëjë me lidhje e me marrëdhënie të tilla. *Shokë (miq) të vjetër. Bashkëpunëtor i vjetër. Arntik i vjetër. Miqësi e vjetër.*
•*k* Bukë e vjetër mik i vjetër, shok i njohur prej kohësh. Dru i vjetër njeri i forte e i paepur, kockë e forte; race e forte. Ujk i vjetër (plak) *shih tek* UJK,~U. Hap defterët e vjetër edhe *keq. shih te* DEFTER, ~I. Ilaç i vjetër në shishe të re *keq. shih tek* ILAÇ,~I. Bashkëpunëtor shkencor i vjetër ti-tull shkencor, që u jepet studiuesve me përvojë dhe që është një shkallë me i ulët se titulli "profesor".

VJETËR,~RA (e) . *sh.* ~RA, ~RAT (të). Ajo që ka ardhur në jetë para shumë kohësh, dukuri që është shfaqur që shumë kohë me pare; diçka e vjetruar dhe reaksionare, që lidhet me kohën e kaluar dhe që pengon zhvillimin e përparimin; diçka së cilës i ka kaluar koha; vjetërsirë; *kund.* e reja. *E vjetra reaksionare (konservatore). Mohimi i së vjetrës. Lufta e së resë më të vjetrën. Shkatërron (përmbys, lufton, shemb) të vjetrën.*

VJETËR,~RI (i) *m. sh.* ~ËR, ~RIT (të). 1. Burrë i vjetër, burrë në moshën e pleqërisë, plak; *kund.* i ri. *Të rinj e të vjetër. I nderojmë të vjetrit.*
2. Ai që ka jetuar shumë kohë përpara, ai që u ta-
kon brezave të stërgjyshërve tanë, njeri i kohës së kaluar, i moçtni. *Fjalët (porositë) e të vjetërve. Siç ka thënë i vjetri.*

VJETËRI,~A. Të qenët i vjetër; lashtësi, vjetërsi-

VJETËRSI,~A . 1. Të qenët i vjetër, koha që kur është diçka; lashtësia e diçkaje. *Vjetërsia e Tokës. Vjetërsia e një monumenti.*
2. Koha e lashtë, lashtësia. *Vjetërsia klasike. Vjetërsia greko-romake. Shtetet e vjetërsisë. Mendimtar (poet) i vjetërsisë. Që nga vjetërsia.*
3. Koha sa ka punuar a ka shërbyer dikush gjatë gjithë jetës në një detyrë të caktuar; e drejta dhe shpërblimi që merr dikush pasi ka plotësuar një kohë të caktuar pune. *Vjetërsia në punë (në shërbim). Njoh-ja e vjetërsisë. Mori (fitoi) vjetërsinë.*

VJETËRSlM,~I *m.* Vjetrim. *Vjetërsimi i verës.*

VJETËRSIRË~A . *sh.* ~A, —AT. 1. *zakon. sh.* Sende a veshje të vjetra, të përdorura a që u ka kaluar koha. *Dyqan vjetërsirash. Shitës vjetër sirash. Grumbullon vjetërsirat. Përpunon vjetërsirat. I fali një vjetërsirë.*
2. Diçka e vjetër dhe reaksionare, që lidhet me kohën e kaluar dhe që pengon zhvillimin e përparimin; diçka së cilës i ka kaluar koha; e vjetra. *Vjetërsirat e kohës së kaluar.*

VJETËRSOHEM *vetv.* Vjetrohem. *Vjetërsohet shpejt. Vjetërsohet vera.*

VJETËRSOJ *kal.,* ~OVA, ~t?AR. Vjetroj.

VJETOR,~'E *mb.* 1. Që i përket një viti; i çdo viti; që bëhet për një vit a gjatë një viti, i vitit. *Plan vjetor. Detyrë vjetore. Zotim vjetor. Realizimi vjetor. Për-fundimet vjetore.*
2. Që ndodh çdo vit; që bëhet vetëm një here në çdo vit; që del një here në çdo vit, i përvitshëm. *Mbledhje vjetore. Analiza vjetore. Leja vjetore. Provimet vjetore. Botim vjetor.*
3. Njëvjeçar. *Bintë (kulturë bujqësore) vjetore.* • Unaza vjetore *shih tek* UNAZË,~A.

VJETORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Regjistër vjetor; botim vjetor; vjetar. *Vjetore e historisë. Vje-torja "Shkodra".*

VJETRlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve VJETROJ, VJETROHEM. *Vjetrimi i një shtë-pie (i një we). Vjetrimi i një teze. Vjetrimi i një ligji.*

VJETROHEM veiv_ 1. Bëhem i vjetër, i afrohem pleqërisë, plakem. *Po vjetrohet nëna. U vjetrua gjyshi.*
2. *vet. veta HI.* Prishet diçka a bëhet e vjetër, ngaqë përdoret gjatë ose ngaqë mbahet keq. *Iu vjetruan rro-bat (këpucët).*

3. *vet. veta HI.* Mbush shumë kohë a shumë vjet që nga dita e prodhimit e fiton disa cilësi të tjera. *Vjetrohet vera.*
4. *vet. veta III.* Është prej shumë kohësh dhe është bërë i vjetër; i kalon koha diçkaje, humb vlerën, nuk është më e kohës, nuk përfaqëson të renë, nuk mund të përdoret me. *Është vjetruar ajo rregullore.*
VJETROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj që dikush
të plaket me shpejt, e plak dike. *E kishin vjetruar hallet.*
2. E bëj të vjetër diçka duke e përdorur gjatë oseduke e mbajtur keq (për rrobat etj.). *vjetron rrobat (këpucët) shpejt.*
VJETRUAR (i,e) *mb.* 1. I plakur.
2i Që është bërë i vjetër a që është prishur ngaqë është përdorur gjatë ose ngaqë është rabajtur keq (për rrobat etj.)- *Rroba të vjetruara. Shtëpi e vjetruar. Orendi të vjetruara.*
3I Që është prej shumë kohësh dhe që është bërë i vjetër, që ka humbur vlerën, që nuk është me i kohës, që nuk përfaqëson të renë; që nuk mund të përdoret me, që ka dale nga përdorimi. *Normë e vjetruar. Stil i vjetruar. Tezë e vjetruar. Zakone të vjetruara. Fjalë (shprehje) e vjetruar. gjuh.*
vijETSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që i përket vitit të kaluar, i vitit që shkoi, i vjetëm. *Dimri i vjetshëm. Prodhimet e vjetshme.*
VJETURINË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT. Vje-tërsii"ë. *Dyqan vjeturinash. Grumbullonte vjeturina. Shiste vjeturina.*
VJOLLCË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* 1. Bimë ba-rishtore shumëvjeçare, me gjethe në trajtën e zemrës, e cila në fillim të pranverës bën lule me ngjyrë të kal-tër si në të kuqe dhemeerë të mirë; manushaqe. *Ngjyrë vjollce* ngjyrë e kaltër si në të kuqe. *Erë vjollce. Mbledh vjollca.*
*2. përd. mb. bised.* Që ka ngjyrën e lules së kësaj bime. *Fustan vjollce.*
VLAGË,~A . Lagështia që mban toka dhe që është e nevojshme për bimët; lagështirë. *Vlaga e tokës (e dheut). Tokë me vlagë. Ka vlagë. E ruan (e mban) vlagën. Ugarii janarit është vlagë ebeharit.fj.u.*
•*fc* Ka vlagë mban ende, mund të mbahet me ato që ka. la thithi vlagën *dikujt* e njohu mirë dike, ia piii lëngun.
VLAGËT (i,e) *mb.* Që ka lagështirë, i lagësht; me vlagë; i njomur. *Tokë e vlagët. Bar i vlagët. Erë e vlagët. Mëngjes i vlagët. Me buzë të vlagëta. Me sy të vlagët* me sy të mbushur me lot.
VLEFSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka vlerë, që hyn në punë, i çmueshëm, i dobishëm. *Punë (vepër) e vlefshme. Mendim i vlefshëm. Është i vlefshëm.*
*2.* Që vlen, që i plotëson kërkesat e duhura, që pranojhet. *Ndeshje e vlefshme për Kupën e Republikës.*
3. *zyrt.* Që është bërë e plotësuar sipas rregullave dhe kjërkesave të duhura; që ka vlerë të plotë e që pranojhet si i tillë sipas ligjeve e rregullave në fuqi. *Dokument i vlefshëm. Çek i vlefshëm. Fletëvotime të vlefshme.*
VLEFSHMËRI,~A . Të qenët i vlefshëm. *Vlefshmëria e mineraleve. Vlefshmëria e vitaminave për organizmin. Vlefshmëria e dokumentit (e dorëshkrimit). Vlefshmëria e vendimit. zyrt. Koha e vlefshmërisë. Ka vlëfshmëri.*
VLEFTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vlerë.
VLEFTËSIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VLEFTËSOJ, VLEFTËSOHET. *Vleftësimi i një prodhimi.*
VLEFTËSOHET. *Pës. e* VLEFTËSOJ. VLEFTËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Vlerësoj.
*VLEJjokal.,* ~TA, ~TUR. 1. *vet. veto III.* Ka këtë ose atë vlerë a çmim. *Sa vlen kjo ore? Ky mall vlen me shumë se aq.*
2. Kam vlerë a rëndësi për vetitë, për cilësitë, për fuqinë, për meritat e mia, jam i dobishëm; *vet. veta HI* hyn në punë. *Vlen sa për dhjetë. Nuk vlen asnjë grosh (asnjë dysh)* nuk vlen fare.
3. *vet. veta III.* Shërben për diçka. *Vlen sifrymëzim. Kjo punë vlen si fillim. Vlen me shumë si...*
4. *kal. vet. veta III.* Meriton të bësh një mundim, një shpenzim etj. *E vlejti mundimin. Ia vlen ta bësh atë rrugë me këmbë. E vlen të merresh me të.*
5. *kal. vet. veta HI.* I bën mirë dikujt; i sjell dobi. *ka vlejtur klima. I ka vlejtur kritika (këshilla).*
*6. përd. pavet.* Duhet. *Vlen të thuhet... (të bëhet..., të diskutohet...).*
*k* S'e vlen barra qiranë edhe *poh. shih te* BARRË, ~A. Nuk i vlen (nuk i bën) lëkura një para *dikujt shih te* PARA,~JA.
VLERË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shuma e të ho-llave që shpreh sa vlen diçka (një send, një mall a një punë); çmimi. *Vlera e një sendi. Vlera e ditës së punës.*
*2. ek.* Puna shoqërisht e domosdoshme që harxhohet për prodhimin e një malli. *Vlera e mallit. Vlera e këmbimit (e përdorimit). Ligji i vlerës.*
3. E mira, dobia e rëndësia që ka diçka për sho-qërinë, për njerëzit a për kafshët. *Vlerë ushqyese. Vlerë shoqërore. Vlerë njohëse (edukuese). Vlera e letërsisë. Vlera e një romani (e një vepre). Humbet vlerën. I bie vlera. Ia rrit vlerën. Ia di vlerën. Me (pa) vlerë.*
*4. zakon. sh.* Sende e pasuri të çmueshme për një popull ose për një vend; të mirat e jetës materiale a shpirtërore që ka grumbulluar njerëzimi ose që arrihen me zhvillimin e mëtejshëm të shoqërisë; pasuri. *Vlera kombëtare. Vlera materiale. Vlera shpirtërore (kulturore, let rare, artist ike, estetike, historike). Vlerat e popullit. Krijues i vlerave të mëdha.*
*5. mat., fiz.* Masë e një sasie a e një madhësie të ndryshueshme. *Vlerë e njehsuar. Vlerë e përafërt. Vlerë absolute. Vlera mesatare. Vlerë nunterike. Vlera e shprehjes. Vlera e forces.*
*6. spec.* Cilësia dalluese e diçkaje, vetia e diçkaje. *Vlera fonetike.*
7. *muz.* Zgjatja relative e një note, e një pushimi a e një toni muzikor. *Vlera e notave. Ka vlerën e dy notave (e një pushimi).*
Vlera materiale *ek.* gjithë mjetet e prodhimit e të jetesës, që kanë një çmim të caktuar. Letra me vlerë *fin. shih te* LETËR,~RA.
VLERËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve te foljeve VLERËSOJ, VLERËSOHEM.
*Vlerësim i lartë (i madh). Vlerësim i drejtë. Vlerësim i njëanshëm. Vlerësim politik. Vlerësim marksist. Vlerësimi i prodhimit (i punës). Vlerësimi i cilësisë. Vlerësimi i gjendjes (i mundësive). Vlerësimi i njohurive të nxënësve. Vlerësimi i njerëzve. Kriteri i vlerësimit. I bëj vlerësim* vlerësoj.
VLERËSOHEM. *Pës. e* VLERËSOJ. VLERËSOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. Caktoj vlerëne një malli, të një sendi etj. në të holla, çriioj. *Vlerësoj një mall. Vlerësoj një ndërtesë.*

*2.* Jap mendim për dike a për diçka; përcaktoj rëndësinë, dobinë ose vlerën shoqërore të dikujt a të diçkaje; i jap dikujt atë që meriton; çmoj. *E vle-rësoi drejt (saktë, gabim). Vlerëson punën e bërë. I vlerësojnë nxënësit me note. Vlerësoj një veprim (një vepër, një punim). Vlerëson gjendjen. Vlerësojnë punën. Vlerëson njeriun. E vlerësoi lart. Nuk e vlerësoi si duhet.*
3. Njoh cilësitë e mira të dikujt a të diçkaje, e pra-noj se ka rëndësi, vlerë etj.; çmoj. *E vlerëson shumë miqësinë. E vlerëson lart.*
VLERËSUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën vle-rësimin e diçkaje, ai që vlerëson dike a diçka. *Vlerë-sues i drejtë.*
VLERËSUES,~E *mb.* Që përcakton vlerën e rëndësinë shoqërore ose vetitë a cilësitë e mira të dikujt a të diçkaje. *Karakteristika (ana) vlerësuese e diçkaje.*
VLERËSUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të vlerësohet. *Material i vlerësueshëm.*
VLERSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka vlerë, që vlen, i çmueshëm.
VLERTË (i,e) *mb.* I vlershëm.
VLESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shift* FEJESË,~A. *Vlesa dhe martesa. E uroi për vlesën.*
VLESËRI,~A . *etnogr.* Ndërhyrja për të fejuar një djalë a një vajzë, shkuesi. *Bënte vlesëri. Merrej me vlesëri.*
VLESËROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *etnogr.* Ndërhyj për ta fejuar një vajzë a një djalë, bëj shkuesi.
VLIM,~I *m.* Valim.
VLOHEM *vetv. shih* FEJOHEM. *U vlua motra (vëllai).*
VLOHET i. *Pës. e* VLOJ i. VLOHET ii. *Pës. e* VLOJ m.
VLOJ i *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. edhe *kal.* Valoj (edhe *fig-). Vloj qumështin. Vloi uji. Vlon puna. Vlon jeta. Vlonte lufta. Vlon kënga (vallja).*
2. *vet. veta III fig.* Është i mbushur plot me nje-rëz, kafshë etj., që lëvizin shpejt e pa rregull; lëviz shpejt e në mënyrë të parregullt (për një shumicë nje-rëzish, kafshësh etj.), ka gjallëri të madhe, gëlon, lëvrin. *Vlonin rrugët. Vlonte qyteti. Vlonte sheshi nga aksionistët. Vlonte bleta.*
3. *vet. veta III fig.* Shfaqet me force a me gjallëri (një mendim, një ndjenjë etj.); zien. *Na vlon në zemër dashuria për Partinë. Me vlojnë mendimet.*
•*k* I vlon (i zien, i lëvrin) gjaku *shih te* GJAK,~U i.
VLOJ II *kal.,* ~OVA, ~UAR. *shih* FEJOJ. *Vloivajzën(djalin).*
VLOJ in *kal,* ~OVA, ~UAR. Vë mënjanë diçka për ta ruajtur; vendoj. *E vloi në vend të sigurt.*
VLONJAT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës nga Vlora ose ai që e ka prejardhjen nga Vlora.
VLONJAT,~E *mb.* Që ka të bëjë me Vlorën ose me vlonjatët, që është karakteristik për Vlorën ose
për vlonjatët, i Vlorës ose i vlonjatëve; që është kri-juar nga vlonjatët. *Familje vlonjate. Vajzë vlonjate. Sportistët vlonjate. Skuadra vlonjate. Këngë (voile) vlonjate. Veshje vlonjate.*
VLUAR (i,e) *mb.* 1. *shih* FEJUAR (i,e). *Vajzë e vluar. 2. si em.* ~, ~I (i) *m. sh.* ~, ~IT (të). *shih* FEJUAR, ~I (i).
VLUG,~U *m.* 1. Vlagë. *Vlugu i ugarit.*
*2. fig.* Vala e një pune a e një veprimtarie; kulmi i një zhvillimi. *Në vlugun e punës (e betejës, e veprim-tarisë). Është në vlugun e vet.*
VLLAH,~U *m. sh.* VLLEH, VLLEHTË. Pjesëtar i një popullsie që ka ose ka pasur si gjuhë amtare një dialekt rumun dhe që është marrë kryesisht me bleg-tori. *Familjet e vllehve. Gjuha e vllehve.*
VLLAH,~E *mb.* Që lidhet me vllehtë, që është karakteristik për vllehtë, i vllehve; që është krijuar nga vllehtë. *Fshat vllah. Veshje vllahe.*
VLLAHÇE *ndajf. bised.* Vllahisht. *veshur vllahçe. Flet vllahçe. Kërcen vllahçe.*
VLLAHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VLLAH.
~U.
VLLAHISHT *ndajf.* 1. Në gjuhën e vllehve. *Flet vllahisht.*
2. Sipas mënyrës a sipas zakonit të vllehve. *Kërcen (këndon) vllahisht. Vishet vllahisht.*
VLLAHlSHTE,~JA . Dialekt i rumanishtes që flitet nga vllehtë, gjuha e vllehve, arumanishtja.
VLLAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lehe. *Vllajë fa-rishtesh (duhani). Vllajë me lule (me trëndafila, me barishte). Mbjell në vllajë. Ujit me vllaja.*
*if* Doli prej vllajës e ra në prush ra në një gjendje më të vështirë, ra me keq, iku nga shiu e ra në bre-shër.
VLLASTAR,~I m. sA.~Ë, ~ËT. *shih* LASTAR,~I. *Vllastar i ri (i njomë). Vllastarët e pemës.*
VOBEKËSI,~A . *shih* VOBEKTËSI,~A. *Cerii-fikatë vobekësie. 'vjet.*
VOBEKTË (i,e) *mb.* 1. I varfër. *Familje e vobektë. Fshatarë të vobektë. Ishte i vobektë.*
2. *si em.* VOBEKTË, ~I (i) *m. sh.* ~Ë, ~ËT (të).
Njeri i varfër, i varfri.
VOBEKTËSI,~A . Varfëri.
VOC,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* Djalë i ri, çun,
VOCE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Vajzë e re, çupë.
VOCËRR (i,e) *mb. përk.* Shumë i vogël. *Zog i vocërr. Me sy të vocërr. Ishte i vocërr.*
VOCËRRAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përk.* Djalë fare i vogël; fëmijë. *Kishte dy vocërrakë.*
VOCËRRAK,~E *mb. përk.* Fare i vogël, i vocërr. *Vajzë vocërrakë. Lule vocërrakë.*
VOCËRRAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *përk.* Vajzë fare e vogël.
VOCËRRl, ~A . *shih* VOGËLI,~A. *Që në vocë-rri.*yOCËRRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vogëlsirë, cikërrimë.
VpcËRROHEM *vetv.* Zvogëlohern në trup nga pleqeria a nga ndonjë sëmundje, rrëgjohem; mbli-dhem, zvogëlohem. *Sa vinte e po vocërrohej. Iu vo-cërruan sytë.*
VOCËRROJ *kal.,* ~OVA, ~OAR. Bëj që të zvo-gëlqhet në trup, e rrëgjoj; e bëj më të vogël diçka, e mbledh, e zvogëloj. *E vocërroi pleqëria (sëmundja).*
VOCËRRUAR (i,e) *mb.* I zvogëluar në trup; i rrë-gjuar; i mbledhur, i zvogëluar.
VOCKËL (i,e) *mb. zvog.* Shutnë i vogël, i vooërr. *Djalë i vockël. Qengj i vockël. Me dorë të vockël. Gjethe e vockël. Fasule e vockël. Jetë e vockël. fig. keq.* | jetë pa ideale të mëdha, jetë e mbyllur me interesa fare |të ngushta vetjake.
VODENËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Lloj pjepri me trajtë vezake të zgjatur, me lëkurë të trashë në ngjyrë të verdhë, me tul të bardhë në të gjelbër, që rron edhe për dimër. *Preu një vodenës. I ruajnë vodenësit për dimër. E ka çehren si vodenës.*
*2.'përd. mb.* I verdhë në fytyrë, shumë i zbehtë (zakonisht pas një sëmundjeje të rëndë). *Është bërë vodenës. E kanë bërë ethet vodenës.*

V0DKË,~A . Pije e forte alkoolike si rakia, pa ngjyrë, që nxirret kryesisht nga thekra, nga gruri, nga elbi ose nga patatet. *Vodkë gruri (thekre, patateje).*

VOGËL (i,e) *mb.* 1. Që ka gjatësi, gjerësi a lartësi ose peshë më të paklë se mesatarja a e zakonshmja ose rhë të paktë se diçka a dikush tjetër; që ka për-masa jo të mëdha; me shtat jo të zhvilluar, i paktë nga trupi, i shkurtër; që zë pak vend; që nxë pak ose nuk rixë aq sa duhet a atë që duhet; i ngushtë a i cekët; që ka pak radhë a pak fjalë, i shkurtër (për një shkrim); *kund:* i madh. *Are (fushë, luginë) e vogël. Vresht i vogël. Liqen fpellg i vogël). Lumë (përrua) i vogël. Derë (dritare) e vogël. Vend (shtet) i vogël. Fshat (qytet) i vogël. Shtëpi (dhomë) e vogël. Me trup (me shtat) të vogël. Me sy (me veshë) të vegjël. Gishti i vogël. Truri i vogël. anat. Këpucë të vogla. Gjethe të vogla'. Artikull (lajm) i vogël. Shkronjat (germat) e mëdha dhe shkronjat (germat) e vogla. Oka e vogël. vjet.* pkë prej rreth 1250 gramësh në krahasim me okën e madhe prej 1408 gramësh, çeki.

2. Që është i paktë në sasi; që përbëhet nga një numët jo i madh njerëzish, kafshësh a sendesh, që është me pakicë; *kund.* i madh. *Sasi e vogël. Shumë e vogël të hollash. Një trashëgim i vogël. Familje e vogël. Çetë e vogël. Popullsi e vogël. Tufë e vogël. Grup i vogël. Numër i vogël. Shumëfishi me i vogël i përbashkët. mat.*

3. Që bëhet për një kohë të shkurtër, që zgjat pak kohë,l i shkurtër; *kund.* i gjatë; i madh. *Ndërprerje e vogël. Pushimi i vogël. Ra një shi i vogël. Është e vogël dita në dimër.*

4. Në moshë të njomë; i mitur, i parritur; me i ri se një tjetër ndër të tjerët; *kund.* i madh. *Fëmijë (djalë) i vogël. Çupë e vogël. Motra e vogël. Vëllai i vogël. Moshë e vogël. Është ende i vogël.*

5. *bised.* Që ka pozitë shtetërore a shoqërore jo të lartë; që ka aftësi a mundësi të pakta në krahasim me një njeri të shquar e të fuqishëm në një fushë ve-primtarie; që nuk ka shumë vlerë a rëndësi; që i takon
popullsisë së varfër e të shtypur, që i përket shtresës së ulët, i thjeshtë (në vendet ku Ica shfrytëzues e të shfrytëzuar). *Nëpunës i vogël. Shkrimtar i vogël. Sillej si ndonjë mbret i vogël. Njerëzit e vegjël në vendet kapitaliste merren nëpër këmbë.*

*6.* Që zotëron një prone jo të madhe, që nuk ka shumë kapital; që ka pak mjete e mundësi materiale; që nxjerr a që jep prodhim të paktë; *kund.* i madh. *Borgjezia e vogël. Pronarët (zejtarët, prodhuesit) e ve~ gjël. Ndërmarrje (punishte e vogël). Prodhimi i vogël zejtar.*

7. *bised.* Që ka pak pasoja, që ngre peshë pak, që s'ka ndonjë rëndësi thelbësore a të madhe, jo i rëndë-sishëm, i dorës së dytë; *kund.* i madh. *Gabim (faj) i vogël. Çështje (punë, gjë) e vogël. Hollësira të vogla. Pati një shqetësim të vogël.*

8. I imët, i hollësishëm, që bëhet duke biseduar me njerëzit një nga një. *Organizimi i vogël i punës. Agji-tacioni i vogël.*

9. *keq.* Që Iidhet vetëm me veten a me interesin e vet, i ngushtë; që nuk është zemërgjerë; që nuk është fisnik nga shpirti, shpirtvogël. *Me qëllime (me interesa) të vogla. Me shpirt të vogël. Njeri i vogël.*

10. *zool.* Përdoret si pjesë e dytë e disa emërtimeve të pathjeshta, që tregojnë zakonisht një lloj insekti dëmtues. *Barishtori i vogël. Grerëza e vogël. Syri i vogël. Biruesi i vogël. Brumbulli i vogël i duhanit. Tenja e vogël e rrushit.*

• Lekë (para) të vogla Iekë, monedha a kartëmo-nedha me vlerë të vogël, lekë të shkoqur. I madh e i vogël *shih te* MADH (i), ~ E (e). *I* vogël për prehër, i madh për zemër *fj. u. shih te* PREHËR, ~RI. Atje ku bëhet dasmë e madhe, merr luge të vogëi! *fj. u. shih te* LUGË,~A. Ku të tregojnë copën e madhe, merr Iugën e vogël! *fj. u. shih te* LUGË,~A. A r u s h a e Vogël *astr. shih tek* ARUSHË,~A. Çika e vogël *zool. shih te* ÇIKË,~A. Dera e vogël *euf. shih te* DERË,~A. Qerrja e Vogël *astr.* Arusha e Vogël. Ujët e vogël ( e ho'Ilë) *euf. shih tek* UJË,~T2.

VOG ËL,~LI (i) *m. sh.* VEGJËL, VEGJLIT (të).

1. Fëmijë; i mitur. *Rroba (këpucë. lodra) për te vegjlit. Shfaqje për të vegjlit. Merret (luan, shëtit) më të vegjlit. Përkëdhelet (sillet) si i vogël. Mos be) si i vogël!*

2. Pjella e kafshës e parritur; këlysh, zog etj. *vogli i arushës. I vogli i roses.*

VOGËLAK,~E *mb. përk.* I vogël nga trupi. *Fëmijë vogëlak.*

VOGËLI,~A . Mosha kur dikush është ende 1 vogël, mosha e njomë, fëmijëri; mituri. *Vitet e vo-gëlisë. Kujtimet e vogëtisë. Në kohën e vogëlisë. Që në vogëli. Kaloi vogëlinë. Kujtoj vogëlinë.*

VOGËLIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve VOGËLOJ, VOGËLOHEM. *Vogëlimi i një numri.*

VOGËLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vogëlsirë; cikërrimë. *Ishte tregtar vogëlimash. Shiste vogëlima. Nuk merret me vogëlima. Futej në vogëlima. S'i vë re vogëlimat. Është vogëlimë.*

VOGËLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Vogëlsirë. *Shiste vogëlina- Merrej me vogëlina.*2. *vet. sh.* Petkat e foshnjës; pjesët e vogla të veshjes së të rriturve (kravata, shalli, shamia, rripi etj.). *Lau ca vogëlina.*

VOGËLOHEM *vetv.* 1. Bëhem me i vogël nga trupi, vocërrohem, rrëgjohem. *U vogëlua nga trupi.*

*2. vet. veta III.* Bëhet me i vogël, mblidhet; zvo-gëlohet, ngushtohet (për veshje e sende). *lu vogëluan rrobat.*

3. *vet. veta III.* Bëhet me i shkurtër, shkurtohet; zvogëlohet (për ditën, natën). *U vogëlua dita (nata).*

4. *fig. vjet.* Ul veten para të tjerëve, me ulet vlera a rëndësia. *Vogëlohet në sytë e botës.*

VOGËLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj diçka më të vogël në vëllim, në përmasa, në sasi etj.; zvo-gëloj. *E vogëloi xhaketën. Vogëloi moshën.*

*2.* E quaj sikur s'ka ndonjë vlerë të madhe ose e quaj me pak të rëndësishëm nga çështë, e quaj pa rëndësi; zvogëloj. *Vogëloi gabimin (fajin). Evogëlon dëmin. Vogëlon rolin e dik uj t a t ë diçka j e.*

VOGËLOSH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përk.* Djalë i vogël, vogëlush.

VOGËLOSH,~E *mb. përk.* I vogël, vogëlush. *Vajzë vogëloshe.*

VOGËLOSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *përk.* Vajzë e vogël, vogëlushe. *Zëri i vogëloshes.*

VOGËLSl,~A . *sh.* ~, —TË. 1. Të qenët i vogël, cilësia e diçkaje që është e vogël. *Vogëlsi shpirtërore.*

2. *vet. sh.* edhe *fig.* Vogëlsirë, cikërrimë. *Vogëlsitë e jetës. Këto janë vogëlsi.*

VOGËLSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zakon. sh.* Sende a gjëra të vogla, cikërrima. *Tregtar vogël-sirash. Shiste vogëlsira.*

2. *fig.* Diçka që nuk ka rëndësi të madhe a që ka fare pak rëndësi, gjë pa vlerë; hollësi e tepërt, cikërrimë. *Merrej me vogëlsira. Të mos hyjmë në vogëlsira.*
VOGËLUAR (i,e) *mb.* Që është bërë me i vogël, i rrëgjuar; i mbledhur, i zvogëluar.
VOGËLl3SH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përk.* Djalë i vogël; fëmijë. *Vogëlushët e kopshtit. Zëri i vogëlushëve.*
VOGËLUSHE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *përk.* Vajzë e vogël. *Buzëqeshja e vogëlushes.*
VOJVODË,~A *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *hist.* I ngar-kuar i qeverisë osmane për një krahinë të caktuar në Shqipërinë e Veriut në shekullin XIX, i cili ndiqte zbatimin e urdhrave të qeverisë sidomos pas reformës së Tanzimatit; detyra e këtij të ngarkuari. *dëbuan vojvodët.*
2. *etnogr.* Kryetari i një vëllazërie të madhe brenda një fisi në Malësinë e Madhe e në Dukagjin, kreu i madh.
VOKAL,~E *mb. muz.* Që ka të bëjë me këngën; që këndon; që është krijuar për t'u kënduar; zanor. *Muzikë (romance) vokale. Solist vokal. Kompleks vo-kal. Interpretim vokal. Arti vokal.*
VOL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Tri kokrra arra me një tjetër përsipër, më të cilat luajnë fëmijët; pile arrash a pemësh; kokrra më e madhe, më të cilën fëmijët goditin pilën e arrave kur luajnë, kaqol, qokël. *Një vol arra. Ngriti volin. Rrëzoi volin. Gjuajnë me vol.*
2. Sasi fare e vogël pemësh; shportë e vogël për pemë. *Një vol arra (fiq).*
VOLEJBOLL,~I *m. sport.* Lojë që luhet nga dy skuadra me nga gjashtë lojtarë, të cilët rrinë në të dy anët e një rrjete të lartë dhe gjuajnë topin me duar mbi këtë rrjetë drejt fushës së kundërshtarit pa e lënë të bjerë në tokë. *Skuadër volejbolli. Top volejbolli. Ndeshje volejbolli. Fusha (rrjeta) e volejbollit. Kam-pionati i volejbollit. Luajnë volejboll.*
VOLEJBOLLIST,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Sportist që luan volejboll, lojtar i volejbollit. *Volejbollistët e rinj. Volejbollistët shqiptarë. Volejbollistët vendës (miq).*
VOLEJBOLLISTE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VOLEJBOLLIST,~I. *Volejbollistët vendëse (mike).*
VOLFRAM,~I *m. kim.* Metal i forte, mjaft i rrallë, me ngjyrë hiri të mbyllët, që shkrin në temperature shumë të lartë dhe përdoret kryesisht për fijet e 11am-bave elektrike *(simboli* WJ. *Burime volframi. Tel volframi. Shkrij volframin.*
VOLI,~A. 1. Koha më e përshtatshme për të bërë diçka, çasti kur diçka mund të bëhet me lehtë, mun-dësi. *gjeti volinë. Me vjen voli* e kam më të lehtë, me vjen për dore, me vjen për mbarë. *Si t'i vijë volia.*
*2.* Nge. *S'ia kam volinë. Sipas volisë.*
• për voli *tëdiçkaje* që të jetë a që të bëhet me lehtë diçka.
VOLIT *jokal.,* ~A, ~UR. 1. *vet. veta III (me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Është me lehtë të bëhet; vjen me i përshtatshëm a me për mbarë për dike. *Nuk i voliste vendi. Nuk me volit dora ndryshe.*
2. *kal.* E bëj që t'i vijë për mbarë dikujt një punë a veprim; e rregulloj një punë që ta bëj me lehtë. *E volit një punë.*
VOLtTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që është i përshtatshëm për ta bërë një punë a një veprim të lehtë, i përshtatshëm. *Kohë e volitshme. Rast (cast) i volit-shim. Rrethana (kushte) të volitshme. Vend i volitshëm. Mjet i volit shëm.*
VOLT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT^z. Njësia bazë për mat-jen e tensionit të rrymës elektrike. *Tension prej dyqind e njëzet volte sh.*
VOLTAZH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *fiz., elektr.* Sasia e voltëve që nevojitet për të vënë në punë një aparat elektrik; tensioni i qarkut elektrik i shprehur në volt. *Voltazh i ulët (i lartë). Ndryshoj voltazhin.*
VOLTË,~A . *bised.* Grahma e vdekjes. *Në volte të vdekjes.*
VOLTMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *fiz.* Aparat që shërben për të matur tensionin e rrymës elektrike. *Voltmatës elektromagnetik (elektronik). Voltmatës i rrymës së ndryshueshme. Mat me voltmatës.*
VOLUNTARlZËM,~MI *m. filoz.* Rrymë reak-sionare e filozofisë idealiste, që e quan vullnetin e nje-riut faktorin e parë e vendimtar për gjithçka dhe që mohon karakterin objektiv të ligjeve e domosdosh-mërinë në zhvillimin e natyrës e të shoqërisë njerëzore.
VOME,~T . *vet. sh.* Ligje, vaje. *Qanin (vajtonin) me vome.*VONA,~T (të). *vet. sh.* Bimë bujqësore që mbi-llen në pranverë dhe që korren ose vilen brenda vitit vonjë në vjeshtë, drithërat e pemët që korren ose që mblidhen në vjeshtë. *Mbjellja e të vonave. Vjelja e të vonave. Mbledhin të vonat. Grumbulluan të vonat.*
VjONESË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Koha që ka kaluar nga afati i fundit kur duhej bërë diçka, koha sa zgjat një punë, një veprim etj. pas çastit kur duhej të përfundonte sipas rregullit ose sipas parashikimit; zgjatja e një pune përtej kohës së caktuar për për-fundimin e saj; të qenët vonë; ardhja vonë; çdo rast kur ndodh një gjë e tillë. *Vonesat në punë. për shkak vonëse. Me shumë vonesë. Erdhi me vonesë* erdhi vonë. *E filloi me vonesë diçka. E zgjidhi me vonesë. E qortpi për vonesën. Shkoi pa vonesë* shkoi shpejt, menjëherë.
2. Vonim.
VQNESTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zyrt.* Ai që e bën diçka me vonesë; ai që e kalon afatin e parashi-kuar; ai që vjen me vonesë në punë. *Lista e vonestarëve.*
VONË (i,e) *mb.* 1. Që bëhet, që ndodh a që shfaqet pas kohës së caktuar ose pas kohës së duhur a të za-konshme; që bëhet a që vjen me vonesë; *kund.* i her-shëm. *Pranverë e vonë. Dimër i vonë. Përgjigje e vonë. Udhëtar (mysafir) i vonë.*
*2.* Që lulëzon, që zhvillohet a që piqet jo njëkohë-sisht me llojet e tjera të njëjta me të, por pas tyre; që mbillct në pranverë dhe piqet në vjeshtë; i vonshëm; *kund. i* hershëm. *Bimët e vona. Miser i vonë. Domate (patate, fasule) të vona. Prodhimet e vona. Vjen i vonë.*
3. Që është në shkallën e fundit të zhvillimit të vet; që i afrohet fundit të vet; që i takon fundit të një pe-riudhe a kohe. *Mesjeta e vonë. Feudalizmi i vonë. Romantizmi i vonë. Në mbrëmjen (në pasditen) e vonë. Në orët e vona* pas ores njëzet e dy.
4. I kohës së fundit, i tanishëm; i vonshëm. *Traditë e vonë. Është e vonë kj'o veshje.*
5. Që nuk është zhvilluar plotësisht nga trupi ose nga rriendja sipas moshës; që nuk ka zhvillim të rre-gullt; i vonshëm. *Fëmijë i vonë. I vonë nga mendja* jo i zgjuar, që i kupton gjërat me vonesë; i papjekur. *vonë nga veshët* që s'dëgjon mirë. *Ka ardhur i vonë.*
VONË *ndajf.* 1. Pas kohës së caktuar a pas kohës së zakohshme, me vonesë. *Fie vonë. U ngrit (u çua) vonë. E hqnë darken (drekën) vonë. Tashmë është vonë. Erdhi, (u*

*kthye) vonë. M'u be vonë (jam vonë)* jam vonuar, po vonohem. *Shumë (tepër) vonë. Sa nuk është\ vonë. Me mirë vonë se kurrë. fj.u.*
*2.* Në fund të ditës a të një stine. *Vonë në mbrëmje. Vonë në vjeshtë. Natën vonë.*
3. Pak kohë me pare, në kohët e fundit, shpejt. *E kam parë tani Vonë.*
• Herët (shpejt) a (ose) vonë *shih te* HERËT. S'i bëhet vonë a) *për diçka* emerr shtruar diçka; nuk shqetësohet fare për diçka, nuk pyet, nuk mërzitet; nuk bëhet merak; b) për *dike* nuk do t'ia dijë për dike, s'trembet fare nga dikush, s'ia ka frikën.
VONË-VONË *ndajf.* 1. Shumë vonë; në mbrëmje vonë. *Vonë-vonë eja, sido që të jetë!*
*2.* Me së voni. *Vonë-vonë, mund të vijë në orën dhjetë (nëfund të muajit).*
VONI (së) *ndajf.* Në këto kohët a në këto ditët e
fundit, pak kohë me pare, vonë. *Tani së voni. E ka marrë vesh së voni.*
VONGQREC,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Koshëz.
VONlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VQNOJ, VQNOHEM. *Vonimi i zhvillimit. Shkaqet (arsyet) e vonimit.*
*2.* Vonesë. *Veproi pa vonim. E gjeti pa vonim. Kër~ koi ndjesë për vonimin.*
VONOHEM *vetv.* 1. Vij pas kohës së caktuar a pas kohës së zakonshme; filloj të bëj diçka me vonesë, jo në kohën e duhur; qëndroj një kohë të gjatë pa nisur të veproj a të zbatoj diçka që duhej ta kisha filluar. *U vonua letra. U vonua treni. U vonova një ore. V vonua me (pa) arsye. Mos u vono!*
2. *vet. veta HI.* Shfaqet vonë, arrin vonë (për dukuri etj.); piqet, bëhet vonë (për pemët, bimët). *U vonua vjeshta. U vonua rrttshi sivjet.*
VQNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj diçka pas kohës së caktuar ose pas kohës së zakonshme, e kryej diçka me vonesë; e mbaj gjatë dike a diçka, e bëj të vonohet; e pengoj të vijë në kohën e duhur. *E vonoi përgjigjen. Vonoi postën. E vonoi përfundimin e punës. E vonoi pagesën. E vonoi botimin. Vonon zhvi-llimin e diçkaje a të dikujt. Mos me vono!*
2. *jokal.* Arrij diku pas kohës së caktuar, vij vonë; vonohem. *Vonoi treni. Vonoi pranvera. Vonoi shumë.*
VONSHËM (0, ~ME (e) *mb.* 1. Që mbillet nc pranverë dhe piqet në vjeshtë; që piqet me vonë se llojet e tjera të njëjta me të; i vonë. *Patate (domate) të vonshme. Miser (grurë) i vonshëm. Mbjellje e vonshme. Lulëzim i vonshëm. Pjekje e vonshme. Vjen i vonshëm.*
2. Që bëhet, që ndodh a që vjen me vonë se koha e zakonshme; që ndodh a që bëhet me vonesë; që ndodh a që bëhet pas diçkaje tjetër; i mëvonshëm; që nuk vepron menjëherë, i ngadalshëm. *Vjeshtë e vonshme. Ngjarjet e vonshme. Pasojat e vonshme. Faza e vonshme e sëmundjes. Bombë me plasje të vonshme. Në një kohë më të vonshme.*
3. Që ndodh në fund të një periudhe, që ka të bëjë me fundin e një kohe, që i përket fundit të kësaj periudhe; i vonë; *kund. i* hershëm. *Qytetërimi i vonshëm. Mesjeta e vonshme.*
*4.* Që s'ka shumë kohë që ka ndodhur ose që është shfaqur, i kohës së fundit, i tanishëm; *kund. i* hershëm. *Zakon i vonshëm. Traditë e vonshme. Veshje e vonshme.*
VONCAR (i,e) *mb.* 1. Që arrin pas kohës së caktuar a pas kohës së zakonshme. *Udhëtar i vonuar. Letër e vonuar.*
*2.* Që shfaqet vonë (për një dukuri etj.), që ndodh a që bëhet me vonesë; që nuk vepron menjëherë, i ngadalshëm. *Pranverë e vonuar. Bar (ilaç) me veprim të vonuar. Bombë me plasje të vonuar.*
VQRBAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Poçar, vegshar. *Çarku i vorbarit.*
VQRBARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vorbë e madhe me dy veshë, që përdoret për të zier gjellë për shumë veta.
VORBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Enë prej bake të pjekur, zakonisht me një vesh, që shërben për të ziergjellë, vegsh; gjella sa nxë kjo enë. *Vorbë me mish. E zien në vorbë.*
+ Stan vorbash *mospërf.* stan i keq, stan pa bultnet. Ka gjetur rrasa vorbën (vegshioj *keq. shih te* RRASË, ~A. Shkoi për (për të bërë) vorba (vegsha) *iron,* mba-roi, vdiq. E di luga se ç'ka vorba (vegshi, poçja) *fj.u. shih te* LUGË,~A. Ta jep kaun në vorbë dbe shpatën pa dorëz është trim i madh.
VORBËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Poçar, vegshar. VORBËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Poçar, vegshar.
VORBËTINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grope a lu-ginë e ngushtë në trajtën e një hinke në një vend shkëmbor; gropore.
VORBULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrymë rro-tulluese dhe e rrëmbyeshme c ujit në lumë, në liqen etj., që ndodh zakonisht në vendin ku takohen rrjedha të ndryshme dhe merr trajtën e një hinke; vendi ku formohet një rrymë e tillë uji; gjeratore, gjir. *Vorbull e thellë (e madhe). Vorbull uji. Vorbulla e lumit. E rrëmbeu vorbulla. Humbi në vorbull.*
2. Shtjellë e rrëmbyeshme e erës, që ngrihet për-pjetë si hinkë dhe merr me vete pluhur, lëmishte, shkarpa etj.; lëvizje qarkore e diçka je. *Vorbull ere. Vorbull tymi (pluhuri, debare).*
3. *jig.* Vale e rrëmbyeshme punësh, përpjekjesh, gëzimesh, shqetësimesh etj., që të pushton e të merr me vete. *Vorbull gëzimesh. Vorbulla e mendimeve. Vorbulla e jetës. Vorbulla e ngjarjeve. Vorbulla e te-lasheve.*
VORE,~JA . Erë e ftohtë e veriut, veri, murrlan. *Vore e ftohtë. Fryn voreja.*
VORFËNOR,~E *mb. vjet. shih* VARFËROR,~E. • Strehë vorfenore *shih te* STREHË,~A.
VOSHTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Shkurre a dru me gjethe të lëmuara e të shkëlqyeshme, gjith-një të gjelbra, me lule të vogla, të bardha, si vile e me erë të mirë, që rritet si bimë zbukurimi.
VOTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. E drejta e secilit për të shfaqur mendimin në kohën e zgjedhjeve ose kur vendoset një çështje bashkërisht në një organizatë politike, shtetërore a shoqërore; shprehja e mendimit a e vullnetit nga secil: për të zgjedhur dike në një organ etj. ose për të vendosur për një çështje; men-dimi që shpreh dikush në raste të tilla dhe fleta a diçka tjetër që përdoret për këtë qëllim. *Vote ven-dimore (deliberative). Vote këshillimore (konsultative). E drejta e votes. Me shumicë votash. Jap votën për dike a për diçka* e pranoj a e përkrah, e mi-ratoj. *Numëruan votat. Votat tona janë për Frontin!*
2. Votim. *Vote e lire (e fshehtë, e përgjithshme). Mekanizmi i votes. Vë (hedh) në vote.*
3. *bised.* Short, lotari për të bërë diçka. *ra vota atij.*

VOTËBEStM,~I *m.* Vendimi që merr parlamenti me anë të votimit, për të miratuar veprimtarinë e qeverisë ose të anëtarëve të veçantë të saj; besimi që i jep parlamenti qeverisë me anë votash për politikën e saj, për zgjidhjen e një çështjeje etj. (në vendet borgjeze). *Kërkoi votëbesimin. I dha votëbesimin. Fitoi (mori) votëbesimin. Përdori votëbesimin.*
VOTIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VOTOJ, VOTOHET. *Votim*
*i drejtpërdrejtë (i përgjithshëm, i barabartë, i fshehtë, i hapët). Votimi i një ligji. Qendra e votimit. Kutia e votimit. Lista (fleta) e votimit. Përfiuutimet e votimit. Shkuan për votim. Marr pjesë në votim. Vendoset me votim.*
VOTOHET. *Pavel.'e* VOTOJ.
VOTOJ *jokaU,* ~OVA, ~UAR. Jap votën time për zgjedhjen e dikujt në një organ ose për të vendosur për një çështje; zgjidh ose vendos diçka me votim; marr pjesë në votim. *Votuan njëzëri. Votoi kundër. Të gjithë votuan për kandidatët e Frontit Demokratik.*
VOTUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që ka të drejtë të votojë; ai që merr pjesë në votim. *Pjesëmarrja e votuesve. Numri i votuesve.*
VOVË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Gogol, bubë.
VOZ,~I *m. sh.* ~A, ~AT *krahin.* Pëmia i vogël me pak ujë dhe me bar anash.
VOZABERËS,~I m. *sh.* ~, ~IT. Ai që bën dhe që ndreq voza, vozëtar. *Reparti i vozabërësve. Mjesh~ tëria e vozabërësit. Është vozabërës.*
VOZAPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Vozabërës, vozëtar.
VOZAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *vjet.* Vozëtar.
VOZË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Enë druri e madhe, e rrumbullakët e me bark të gjerë, që ndërtohet me dërrasa të përkulura e të shtrënguara me rrathë he-kuri dhe që përdoret për të mbajtur bulmet, verë, tur-shi etj.; sasia e lëndës sa nxë një enë e tillë. *Vozë djathi. Vozë vere. Reparti i vozave. Dru voze. Rrathë vozash. Mbush (zbraz) vozën. Gjëmon voza që s'ka verë (që është bosh). fj.u.*
VOZËTAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që bën dhe
që ndreq voza, vozabërës.
VOZËTARI,~A. Mjeshtëria e vozëtarit; prodhimi i vozave.
VOZlT (VOZIS) *jokal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. edhe *kal.* Ngas barken me lopata; udhëtoj me barkë nëpër liqen, nëpër lumë etj.; lundroj. *Vozit barken. Vozit në liqen. Vozit drejt ishullit.*
2. Shkoj poshtë e lart, endem, sillem andej-këtej. *Vozitin nëpër fshat. Vozit kuturu. Vozitin retë.*
3. *kal.* E përdor a e zotëroj mirë diçka (një qerre, një kale etj.); di a jam në gjendje ta kryej një punë, ia dal mbanë. *vozit qerret. Nuk e vozit dot kalin. Nuk e vozit dot atë punë.*
VOZITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që nget barken, lundërtar. *Garat e vozitësve. Është vozitës.*
*2. bised.* Ai që mbart diçka vetë ose me një mjet. *Vozitësi i qerestesë.*
VOZITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljes VOZIT. *Vozitje me barkë. Kam-pionati i vozitjes. Stërviten për vozitje.*
VRAÇ,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Kale i zi. *hipi vraçit,*
VRAÇl,~A . Kërdi.
VRAGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Rrugë e ngushtë nëpër një pyll ose në fushë për kafshë a për kalimtarë; dhiare. *Vragë e parrahur. Vragë e verbër* udhë e ngushtë në pyll a në mal që mezi dallohet, që here duket ehere zhduket a që nuk të nxjerr gjëkundi. *Hapi një vragë (nëpër dëborë...). Ndjek vragën.*
2j. Vija që lë rrota e qerres a diçka tjetër në sipër-faqen e tokës; shenjë në trupin e njeriut a të kafshës nga një plage, nga të goditurit me shkop etj.; gjurmë. *Vragat e qerres. Vragat e plage ve.*
31 *fig.* Mbresë, përshtypje, gjurmë; plage. *Lë vragë të ihellë. I çeli një vragë në zemër. Mbetet vragë e pashlyer.*
\JRAGSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që të lë mbresë, që të bën përshtypje; që të lë vragë në zemër. *Humbje e vragshme.*
VRAH,~U *m. sh.* ~E, ~ET. Tërësia e duajve që shtrohen njëherësh në lëmë për t'u shirë me kuaj; gruri, elbi etj. që mbetet në Iëmë, së bashku me bykun, pasi hiqet kashta; lëmë gruri, elbi etj. *Një vrah grurë. Shtroj (hap, shij, kthej, trazoj) vrahun. Hedh vrahun.*
VRAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Gjurma që lë një plage në trup a në lëkurë; pullë e errët, që bëhet në lëkurë kur përpiqemi diku, vurratë. *Vrajat e plages. I duket vraja.*
2. Vrima e madhe e fuçisë; shtupa që e mbyll këtë vrimë.
VRAMUZ,~E *mb.* I. I vrenjtur a i ngrysur në fy-tyrë, që s'i qesh buza kurrë. *Njeri (burrë) vramuz. Dukej vramuz. Rrinte vramuz.*
vkANËSI,~A . 1. Gjendja kur koha është e vrenjtur, të qenët e vrenjtur; vranësirë. *Vranësia e ditës (ekohës).*
2. *fig.* Të qenët i vrenjtur në fytyrë, zymtësi. *Vranësia]e fytyrës.*
VRANËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Mot i vrenjtur por pa shi; gjendja kur koha është e vrenjtur, vranësi; *zakon. sh.* tufa resh që veshin qiellin. *Vranësirë e plotël(e lehtë). Vranësira në kalim. Ditë me vranësirë. Kohë\ (mot) me vranësira të ndryshueshme.*
VANËT (i,e) *mb. shih* VRENJTUR (i,e). *Kohë e vranët. Mëngjes i vranët. Njeri i vranët. Me vetulla të vrdnëta.*
VRANGULL,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesë e avlë-mendit, e tundësit a e një vegle tjetër, që është në trajtë të rrotës; rrotëz penjsh. *Vrangullat e avlëmendit. Vrangulla e tundësit. Vrangull penjsh.*
VRANGULL *ndajf.* Rrotull, vërdallë. *E sjell vran-gull d'ikë. I vjen vrangull.*
VRAP,~I *m.* 1. Ecje me hapa shumë të shpejtë dhe duke kërcyer, ecje me shpejtësi të madhe në një drejtim të caktuar, rendje; aftësia që ka dikush për të vrapuar shpejt; vrapim. *Vrap i shpejtë. Vrap kali. Shkoi Verdhi, u nis, iku) me vrap. Shpejtoi (ngadalësoi) vrapin) Filloi (mori) vrapin. la dha (ia shkeli, ia mbathi) vrapit* iku me vrap. *U lëshua me vrap. Bëri një vrap. U turrlme sa i arrinte vrapi.*
2. I"Jxitim, shpejtësi; ngutje, ngut. *E bëri punën me vrap. Iku me vrap se s'e priste puna* iku duke nxituar, me ngut. *E ke marrë me vrap këtë punë.*
3. *fig.* Fuqi trupore e mendore që ka dikush për të bërë një punë, mundësi, aftësi. *Aq e ka vrapin. Bëri sa kishte vrapin. Bëje (mate, lëshoje) vrapin sa ke ha-pinjfj. u.* vepro sipas mundësisë që ke.
4. *p?rd. ndajf.* Duke vrapuar shpejt, më të katra,
me nxitim; më të shpejtë, menjëherë. *U turr vrap. Shkoi (kaloi) vrap. Vrap u ngrita. Çoje vrap në shtëpi! Vrap si era.*
5. *përd. kallëzues.* Vrapoj (kryesisht me kuptim nxitës). *Gati, vrap! Vrap e në shtëpi! Vrap e vrap, sosi te burimi.*

• Një vi-ap pele afër, jo larg; jo shumë larg. Në pike të vrapit shumë shpejt, më të katra. E ndali (e la, e mbajti) vrapin *diku* ndaloi, qëndroi (pas një ecjeje të gjatë e të shpejtë ose pas përpjekjesh të ngutshme a të vrullshme).
VRAPËTAR,~E *mb.* Vrapëtor. *Kale vrapëtar.*
VRAPËTOJ *jokal,* ~OVA, ~CAR. *shih* VRAPOJ.
VRAPËTOR,~E *mb.* I. Që ecën me vrap, këmbë-shpejtë. *Kale vrapëtor.*
2. Që i kryçn punët shpejt, i shkathët në punë. *Nuse vrapëtore.*
VRAPIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. I. Veprimi sipas kuptimeve të foljes VRAPOJ. *Vrapim i lehtë. Kale për vrapim.*
2. Vrap. *Vrapim më të katra. Ishte skuqur nga vra-pimi. Bëri një vrapim. Ngadalësoi vrapimin.*
3. *sport.* Garë shpejtësie me vrap. *Vrapim me pen' gesa. Pista (fusha) e vrapimit. Fitues i vrapimit 3000 metra.*
VRAPOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Eci me hapa shumë të shpejtë dhe duke kërcyer, shkoj diku me vrap, përshkoj një vend me vrap; rend. *Vrapoishka-llëve. Vrapoi drejt meje. Vrapoi më të katra. Erdhi duke vrapuar.*
2. *fig.* Nxitoj, shpejtoj shumë për të bërë diçka; e bëj shpejt një punë; rend. *Vrapoi t'i vinte në ndihmë. Kush vrapoi, bloi. fj.u,*
3. *sport.* Marr pjesë në garën e vrapimit, merrem me vrapim. *Do të vrapojë për njëqindmetërshin.*
*4.* Lëviz a ecën shpejt diçka (për një automjet, për retë etj.) *Vraponte vetura. Vraponin retë. Vra-pojnë valët.*
5. *fig.* Kalon, ikën, rrjedh shpejt, nxiton e s'ndalet (për kohën). *Vrapon koha. Vrapon ora. Vrapojnë ditët (vitet).*
VRAPORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *sport.* Piste vrapi mi. *Vrapore e drejtë (e rrumbullakët, qarkore). Vrapore e shtruar. Në vraporen e parë (e dytë...).*
VRAPUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *sport.* Sportist që merr pjesë në garat e vrapimit. *Vrapuesi me i mirë. Vrapues i largësive të mëdha (të mesme, të shkurtra). Stërviten vrapuesit.*
*1. tek.* Pajisje në makinën tjerrëse, që shërben për të dredhur dhe për të mbledhur fillin.
VRAPUES,~E *mb.* Që ecën me hapa shumë të shpejtë e të gjatë, që ecën me vrap; që vrapon. *Stipend vrapues. Kafshë vrapuese.*
VRAPUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VRAPUES, ~Ii. *Vrapuese e largësisë 100 metra.*
VRARË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). Vend i vrarë në trup, plage, vragë, vurratë. *Lidhi (mjekoi) të vrarën. Kishte shumë të vrara nëpër trup. I duken edhe sot të vrarat.*VRARË,~I (I) *m. sh.* ~Ë, ~ËT (të). Ai që është vrarë. *Trupi i të vrarit. Familja e të vrarit. Një numër të vrarësh.*
VRARË (i,e) *mb.* 1. Që është qëlluar me armë a me diçka tjetër dhe ka vdekur (për njerëzit) ose ka ngordhur (për kafshët). *Njeriu i vrarë. Kafsha e vrarë.*
2. Që është goditur me diçka dhe ka dëmtuar një pjesë të trupit, që i është bërë një plage a një vurratë; që është vrarë ngaqë e ka shtrënguar diçka. *Me dorë të vrarë. Me këmbë të vrarë. Erdhi me sy të vrarë.*
3. Që është goditur a është dëmtuar dhe ka filluar të prishet (për pemët, perimet etj.). *Pemë (moltë) të vrara. Gjethe të vrara. Heq pjesët e vrara.*
4. *fig.* Që është prekur shumë, që ka një dhembje të thellë shpirtërore, i lënduar, i pikëlluar; që shpreh një gjendje mërzie të madhe, dëshpërimi a pendimi. *vrarë shpirtërisht. Njeri i vrarë. Me zemër të vrarë. Me ndërgjegje të vrarë. Me pamje të vrarë.*
5. *fig.* I lodhur e i rraskapitur, me trup të dërrmuar; që shpreh lodhje, rraskapitje a këputje. *E ndiente veten të vrarë. Të sholt të vrarë. Me pamje të vrarë.*
•*k* Barrë e vrarë (në bark të nënës) njeri që mezi mbahet, që tërhiqet zvarrë e s'është i zoti për asgjë, njeri i lënë a i humbur; fatkeq. Si bollë e vrarë fare i lodhur e i këputur, që s'ka fuqi fare e s'lëviz dot.
VRARJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve VRAS, VRITEM.
VRAS *kal.,* ~VA, ~RË. 1. E bëj një njeri të vdesë ose një kafshë të ngordhë, duke e qëlluar me armë a me ndonjë mjet tjetër, i marr jetën. *Vrau një fashist. Vrau një ujk. Vranë rosa të egra. E vrau më të pabesë (prapa shpine). E vrau rrufeja. E vraftë pika! mallk. Me vraftë buka! vjet., betim.*
2. Godit një pjesë të trupit tim ose një tjetër me diçka a pas diçkaje, duke shkaktuar dhembje e plage; e bëj me gjak, e gjakos. *vrau syrin. E vrau mushka. Vrau këmbën (dorën, gjurin). Vrau ballin. E vrau pas gurit. Kuje vrarë kështu?*
3. *vet. veta III.* Me shtrëngon, me rri ngushtë e s'e duroj dot; me shkakton dhembje kur rri në të, kur e prek etj. *Me vret rripi. Me vret këpuca. Me vret dy-sheku.*
4. *kryes. veta III.* Prek e dëmtoj, i shkaktoj dëm; prish. *Të vret ushqimi i tepërt. Bryma i vret disa pe~ rime. Të ftohtët (ngrica) i vret bimët. E vrau vrugu duhanin. Dielli i forte i vret Met.*
5. *vet. veta III.* Nuk me li të shoh mirë. *M'i vret sytë dielli (drita e forte).*
*6. fig.* E prek thellë në ndjenja a në seder, e lëndoj shumë; i shkaktoj dikujt dëshpërim a dhembje të madhe shpirtërore, e pikëlloj, e hidhëroj shumë. *E vrau me fjalë. Me vrau në zemër* me dëshpëroi shumë, me lëndoi keq. *E vrau ndërgjegjja* e nd jeu veten fajtor për diçka dhe u pendtia. *Ate nuk e vret turpi. Me vrave!* me shkaktove një dhembje të thellë!, me there! (i thuhet dikujt që na jep një lajm shumë të hidhur).
7. E mundoj shumë dike, e detyroj të punojë jashtë mundësive që ka, rraskapit; e ngarkoj shumë, e rëndoj; e bëj që të bjerë nga shëndeti e të plaket mi shpejt (edhe *fig.). Nuk e ka vrarë puna.* S'e *ka rrarg trupin. Mos e vra kafshën e barrës. E kishte vrarë*
*lodhja (pagjumësia). E kishte vrarë jet a e rëndë. E ka vrarë sëmundja. E kishte vrarë kurbeti. 1 vritnin taksat shumë. I vriste qiraja e lartë.*
8. *bised.* Shtyp me dorë a me diçka tjetër për ta zbutur etj.; thërrmoj. *Vras brumin. E vrau sallatën me kripë. Vrasin plisat (token).*
9. la thyej pak ngjyrën e forte me një bojë tjetër, ia ndërroj pak ngjyrën. *E vrau gëlqeren me pak bojë të verdhë. E vrau të kuqen me pak të bardhë.*
• As të fal as të vret *shih te* FAL. Të vret barkun *iron,* të pëlqen shumë diçka, ke qejf ta hash. Vret degë me degë *shih te* DEGË,~A. Vret kobën rri pa punë, harxhon kohën kot. Vret (pret) larg *shih te* LARG. Vret (rreh) lart (rëndë) *shih te* LART. Nuk e vret mend-jen (kokën) për *diçka* edhe *poh.* nuk mendohet shumë për diçka, nuk përpiqet shumë për ta zgjidhur diçka, nuk e lodh mendjen. Vret (numëron, lë) mini (gjithë ditën) *mospërf. shih te* MIZË,~A. Të vret (të ther) e s'të paguan *shih te* THER. Të vret me pam-buk *shih te* PAMBUK,~U. Vriste e priste

a) fliste ashpër, fliste rëndë e sillej keq më të tjerët; mburrej se do t'ia bëntenjëtë keqe dikujt; b) bënte si i donte qejfi. Të vraftë qulli! *tall,* përdoret kur i drejtohemi dikujt që s'është i zoti të bëjë edhe një punë fare të lehtë. Po e vret samari *dike shih te* SAMAR,~I. S'e ka vrarë samari (këpuca) nuk ka rënë ndonjëherë ngushtë a në gjendje të vështirë, s'ka pasur ndonjëherë shqetësime e telashe; nuk e ka pësuar; nuk ka vuajtur ndonjëherë, nuk ka hequr keq. Me vret sytë *diçka* nuk e duroj dot diçka që është bërë keq, që është e shëmtuar ose që nuk me pëlqen a nuk e dua. Të vrisje shUtë (nuk gjeje) *shih te* SHTATË. Vret (shet) të trasha (të rënda) mburret shumë, shet mend. Me vret (me shpon) veshin (veshët) *diçka shih te* VESH,~I. Vrafsh veten! i thuhet me qortim dikujt që i kemi dale nga borxhi, me kuptimin: “mirë të të bëhet se fajin e ke vetë!; bëj ç'të duash vetë, mos prit ndihmë nga të tjerët!” E di se ku me vret barra e di ku me çalon puna, e di ku e kam një pike të dobët. Vret barkun në hije *iron,* nuk i pëlqen të punojë, është dembel e rri pa punë. Do vrarë me bukë në gojë *shih te* BUKË, ~A. Vret gjetkë ai (fjala e tij) e ka fjalën gjetkë, ai flet me nënkuptime, synon diçka tjetër. Nuk ia vret (nuk ia shtrëngon) këpuca këmbën nuk është nevojtar, nuk është ngushtë, s'di ç'është skamja. E di gomari ku e vret samari *fj. u. shih te* GOMAR,~I. Të vret natën e të qan ditën është i pabesë; është me dy faqe; ta bën të keqen fshehurazi dhe në sy të të tjerëve hiqet sikur të ka dashur. Vrau veten me dorën e tij ia bëri të keqen vetes. Me n>; gur (me një të shtënë) vret dy xogj *shih te* GUR,~I.

VRASË,~A . *sh.* ~A, ~AT *shih* VRASJE, ~A. *U kishte hyrë vrasa* vriteshin shoq me shoq për punë gjaku.

VRASËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që vret një tjetër, ai që bën një vrasje, xhelat. *Vrasës i paguar. Vrasësit e popujve. Fytyrë prej vrasësi. E kapën (e dënuan) vra-sësin.*

VRASES,~E *mb.* Që përdoret për të vrarë njerëz a kafshë, që të vret. *Mjet vrasës. Fuqia vrasëse.*

VRASËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* VRA-SËS,~L

2. Një cope meshine e mbërthyer në një shkop, që përdoret për të vrarë mizat. *Vrasëse mizash.*VRASI,~A. Vrasje; vrasje të shumta a njëra pas tjetrës. *Vrasi e madhe.*

VRASJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit 1 të foljeve VRAS, VRITEM. *Vrasje me armë. Vrasje për hakmarrje. Vrasje më të pabesë. Vrasje pa (me) dashje. Vrasje në masë. Bënte vrasje* vriste. *SHpëtoi nga vrasja. U be vrasje e madhe* u vranë shumë veta, u be gjak i madh.

2. *bised.* Shtytje e madhe e shumë njerëzve, që e shtrëngojnë keq njeri-tjetrin. *Ishte vrasje e madhe. Ishte vrasje për bileta sportl.*

3. *bised.* Çdo rast kur vritet dikush. *Numri i vras-jeve.*

VRASTAR,~E *mb.* 1. Që qëllon mirë; që ka force të madhe vrasëse. *Pushkë (armë) vrastare.*

*2. fig.* Që të shkakton dhembje shpirtërore, që të prek thellë në ndjenja a në seder, që të lëndon. *Vësh-trim vrastar.*

VRAVASHKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope pishe që përdoret për të ndezur zjarrin; cope pishe e ndezur. *E ndezi me vravashkë.*

*2. fig.* Pishtar. *Vravashka e çlirimit.*

VRAZHDË (i,e) *mb.* 1. Që e ka sipërfaqen jo të lëmuar, që nuk është i butë në të prekur, i ashpër; *kund.* i butë. *Dorë e vrazhdë. Lëkurë e vrazhdë. Stof i vrazhdë.*

*2. fig.* Që nuk është mirëdashës, jo i njerëzishëm, fjalërëndë; që shpreh zemërim, rreptësi a egërsi, i ashpër, i egër; *kund. i* butë. *Njeri i vrazhdë. Me fytyre (me pamje) të vrazhdë. Shikim i vrazhdë. Me tipare të vrazhda. Fjalë (përgjigje) e vrazhdë. Ishte i vrazhdë.*

3. I ashpër, jo i këndshëm, që të ther veshin (për zërin); që nuk tëkënaq. *Zë i vrazhdë. Brit më e vrazhdë.*

4. Që ka shije jo të pëlqyeshme, jo i këndshëm në të pirë, i cilësisë së dobët, i ashpër, i egër. *Raki e vrazhdë.*

VRAZHDË *ndajf.* Në mënyrë të vrazhdë, rëndë, me ashpërsi, ashpër, më të egër, egër; *kund.* butë. *foli vrazhdë. Iu përgjigj vrazhdë. E shikoi vrazhdë. Siliej vrazhdë.*

VRAZHDËSI,~A . edhe *fig.* Të qenët i vrazhdë, vetia e një njeriu a e një sendi që është i vrazhdë, ashpërsi; egërsi; *kund.* butësi. *Vrazhdësia e gurit (e lëkurës). Vrazhdësi në sjellje. Vrazhdësia e fjalëve. E priti me vrazhdësinë e tij të zakonshme. I foli (iu përgjigj) me vrazhdësi.*

VRAZHDOHEM *vetv.* I neveritem dikujt, bëhem i pështirë për dike, i pështirosem; bëhem i padurue-shëm për dike. *M'u vrazhdua ai njeri.*

VRAZHDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj të vrazhdë sipërfaqen e diçkaje, e ashpërsoj.

VREGËN,~NA . *sh.* ~NA, ~NAT. 1. Kamxhik. *ra me vregën.*

*2.* Shkop i gjatë, që përdoret për të shtyrë lundrën në një cekëtinë Iumi, kënete a liqeni. *Uthye vregna.*

3. Vraga e kamxhikut, e thuprës a e shkopit në trupin e një kafshe a të një njeriu që e kanë rrahur; pjesa e lëkurës e ënjtur dhe e murrëtyer nga të rrahurit me kamxhik.

VRËGËNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E rrah a e godit dike me vregën.

VRENJT *kal.,* ~A, ~UR. 1. *vet. veta III.* Mbulon a vesh qiellin me re, sjell vranësira; *kund.* kthjellon. *E vrenjti kohën era e jagut.*

*2. fig.* Rrudh vetullat, ballin, fytyrën, kur kam një shqetësim a hall, kur zemërohem ose bie në men-dime të thella; e bëj dike të zymtohet; ngrys. *Vrenjti ballin. Vrenjti vetullat. Vrenjti fytyrën. Lajmi që mori e vrenjti.*

VRENJTEM *vetv. 1. vet. veta III.* Vishet qielli me re, prishet koha; *kund.* kthjellohet. *U vrenjt qielli. Është vrenjtur moti.*

2. *fig.* Rrudh vetullat, ballin, fytyrën kur kam një shqetësim, kur zemërohem ose kur bie në mendime të thella, marr një pamje të ashpër a të egër në fytyrë; shpreh një pamje të tillë; ngrysem; *kund.* çelem. *U vrenjt në fytyrë. U vrenjt nga zemërimi. U vrenjt kur e pa. Iu vrenjt fytyra.*

VRENJTËSIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vranësirë. *Vrenjtësirë e plotë.*

VRENJTUR (i,e) *mb.* 1. I veshur me re (për qiellin), i tillë kur moti është me re; *kund.* i kthjellët. *Qiell* i *vrenjtur. Mot i vrenjtur. Kohë e vrenjtur. Ditë e vrenjtur.*

*2. fig.* Që ka rrudhur vetullat, ballin, fytyrën nga një shqetësim a nga zemërimi, i vrazhdë në fytyrë, jo i qeshur; që shpreh shqetësim, zemërim a vrazhdësi; i ngrysur. *Me ballë të vrenjtur. Me vetulla të vrenjtura. Me fytyrë të vrenjtur. Burrat e vrenjtur. Ishte (rrinte) i vrenjtur.*

VRER,~I *m.* 1. Lëng me ngjyrë të verdhë në të gjelbër, shumë i hidhur, që del nga mëlçia e zezë, mblidhet në tëmth e kullon në zorrë dhe ndihmon për të tretur

ushqimet; sëmundje që shfaqet më të vjella të shpeshta. *Të vjella me vrer. I plasi vreri. Vdiq nga vreri.*
2. Helm. *Vreri i gjarprit.*
3. Lëng i hidhur që kanë disa bimë. *Vreri i duhanit-A. fig.* Hidhërim i madh, pikëllim; helm; urrejtje
e madhe, inat. *Vrer i madh. Lot vreri. E mban vrerin përbrenda.*
5. *përd. mb. fig.* Shumë i hidhëruar, i pikëlluar; i vrerosur, helm; shumë i inatosur, i mbushur me urrejtje. *Dukej vrer. Ishte helm e vrer. Ishte pike t vrer. U be vrer.*
Na mbushi vrer na hIdhëroi shumë; na mërziti pa masë. Vjell (lëshon, nxjerr) vrer (helm e vrer) flet shumë keq për dike a për diçka, duke nxjerrë gjithë urrejtjen që ka për të, s'lë gjë të keqe pa thënë për të. la be zemra (shpirti) vrer (helm) u hidhërua shumë, u pi-këllua. I pikon zemra vrer *shih te* PIKOJ.
VRERËT *ndajf.* Me hidhërim, tërë vrer; me zemërim, me inat. *Shikonte (rrinte) vrerët. I foli vrerët.*
VREROHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Vrenjtet qielli a moti. *U vrerua shumë. 2. fig.* Vrenjtem në fytyrë.
VREROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Bëj që të vrenjtet dikush, e bëj të shqetësohet, të mërzitet a të bjerë në mendime.
VREROS *kal.,* ~A, ~UR. I shkaktoj dikujt një hidhërim të madh, e pikëlloj, e helmoj. *E vrerosi nënën. Ua vrerosi zemrat.*
VREROSEM *vetv.* Ndiej hidhërim të madh, pike-liohem; dëshpërohem, helmohem. *U vrerosën armiqtë. Iu vreros zemra. S'ka përse të vreroset.*
VREROSUR (i,e) *mb.* 1. Shumë i hidhëruar, i pikë-lluar, i helmuar. *Me fytyrë të vrerosur. Jetë e vrerosur. Ishle (foli, rrinte, erdhi) i vrerosur.*
2. *fig.* Që të helmon, që të lëndon thellë në shpirt, që është plot vrer. *Fjalë të vrerosura. Shigjeta (sulme) të vrerosura.*
VRERTË (i,e) *mb.* 1. Që ka helm, i helmet, i helmuar. *Shigjetë e vrertë.*
2. *fig.* Shumë i zymtë e i ngrysur, shumë i hidhëruar, i pikëlluar, i helmuar; shumë i zemëruar, plot urrejtje. *Me fytyrë të vrertë. Me zemër të vrertë. Vështrim i vrertë.*
VRESHT,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Tokë e mbjellë me hardhi. *Vresht i ri. Vreshti mëmë. Rrush vreshti. Kërmilli i vreshtave. zool. Punojnë (plehërojnë) vresh-tat. Prenë vreshtin. Spërkatën vreshtat. S'bëhet vreshti me urata, po me shata e lopata. fj.u.*
• Si lepuri në vresht *shih te* LEPUR,~I. Flet në are e në vresht *shih tek* ARË,~A. Snkoi (u vra) si qeni në vresht (në rrush) *shih te* QEN,~I. Hajde baba të të tregoj vreshtin (arat)! *iron, shih te* BABA,~I. Lule vreshti *bot.* dorëzonjë, lulevreshtë.
VRESHTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që punon vreshtat; ai që merret me vreshtari. *Vreshtarët e rinj. Vreshtar me përvojë. U be vreshtar.*
VRESHT ARI,~A . Degë e bujqësisë që merret me rritjen e hardhisë; kultura e hardhisë, mjeshtëria e vreshtarit. *Zhvillimi i vreshtarisë. Merret me vreshtari. Marrin prodhime të tar I a nga vreshtaria.*
VRESHTOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ruan vreshtat, pendar.
VRETEN,~I *m. sh.* ~Ë, ~Ël *vjet.* Masë e sipër-faqes së tokës pak më e mad he se një dynym. *Ishin 40 vretenë tokë.*
VREVË,~A . *vjet.* 1. E keqe e madhe; rrënim, shkatërrim. *Vrevë e mad!:.. Shpëtoi nga ajo vrevë.* 2. Frikë; ankth. *E:uri vreva.*
VRlGU,LL,~LLI m. *sh.* ~J, ~JT. 1. Llapë. *Vrigulli i veshit.*
2. E prerë në gjethen e disa bimëve, që formon një llapë të veçantë, pjesë *z* rrumbulluar e gjethes (si te gjethja e qarrit, e panjës etj.). *Cjethe me vriguj.*
3. Cope e shqyer e diçkaje, lapër; leckë, llapë. *Vriguj mishi. 1 vareshin vrigujt e rrobave.*
VRlGULLT (i,e) *mb.* Që ka trajtën e një llape; që është e ndarë në vriguj. *Cjethe të vrigullta.*
VRIK *ndajf. krahin. më të* shpejtë, shpejt; me-njëherë, përnjëherësh. *Iku (erdhi) vrik. U ngrit vrik. Nisu vrik! I ra ndër mend vrik. Vrik e vrik* shpejt e shpejt.
VRlMA-VRIMA *ndajf.* 1. Tërë vrima, plot me vri-ma. *E bëri vrima-vrima. Ishte vrima-vrima.*
2. *përd. mb.* Që është shpuar a është bërë me vrima. *I kishte gjethet vrima-vrima.*
VRlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. E hapur e rrum-bullakët në tokë, në mur, në nje dërrasë etj., që është shpuar me diçka oseështI vetë e tillë; vend i shpuar në një rrobë, në këpucë etj.; birë. *Vrimë e vogil (e rrumbullakët). Vrima e derës (e çelësit). Vrimat e këmishës. Vrima e gjilpërës. Vrimat e hundës. Vrima e veshit. Vrima e ajrimit. tek. Tulla me vrima. Hapi (bëri) një vrimë. Zuri vrimat. Qepi vrimat.*
2. *bised.* Zgavër në tokë, në ndonjë dru etj., e cila shërben si strofkë për disa kafshë; *fig.* vend i fshehtë, qoshe, skutë. *Vrima e kunadhes (e ketrit, e gjarprit). Vrimë me vrimë. Fshihet vrimave. U fut në vrimë. Zunë vrimat. Vrima e miul-pesëqind grosh.*
• Fyell pa vrima *mospërf.* njeri që s'vlen për asgjë; njeri fare budalla. Bëri një vrimë në qiell *shih te* QIELL, ~I. Bën vrima në shoshë *shih te* SHOSHË,~A. Bëri një vrimë në ujë *shih tek* UJË,~I. I bie fyellit në nj6 vrimë thotë a përsërit të njëjtën gjë vazhdimisht, i bie të njëjtit avaz. Del nëpër vrimë të gjilpërës *shih te* GJILPËRË,~A. E futi (e kaloi, e shkoi) në vrimë të gjilpërës *dike shih te* GJILPËRË,~A. Të fut (të kalon, të shkon) në vrimë të gjilpërës *shih te* GJILPËRË,~A. Hyn (futet) në vrimë të mint ka shumë frikë dhe fshihet, nuk di ku të futet nga frika. La leshin në vrimë doli me humbje të madhe në një punë, e pësoi keq. Nuk lë vrimë pa u futur *shih te* LË. Me sa hyn bualli në vrimën (në veshin) e gjilpërës *shih te* BUALL,~I. Është vrima (bira) e fundit e kavallit (bish-ti i kavallit) *shih te* KAVALL,~I.
VRJMOHET. *Pës. e* VRIMOJ.
VRIMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. I bëj nj" vrimd diçkaje, e shpoj, biroj. *Vrimoj dërrasën.*
*2. fig.* Gjurmoj a kërkoj andej-këtej ose pyes n6 mënyrë të stërholluar a tërthorazi njërin e tjetrin për të zbuluar diçka të fshehtë, zhbiroj.
VRING *ndajf.* Aty për aty, menjëherë, më të shpejtë, vrik; vringthi. *Sa i tha, ai wing me këmbë.*
VRINGËLLIJ *kal.* dhe *jokal.,* ~VA, ~RË. Vrin-gëlloj. *Vringëllijnë armët. Vringëllinin shpatat. Vrin~ gëllijnë zilet.*
VRINGËLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljes VRINGËLLOJ. *Vringëllimi i shpatës. Vringëllimi i armëve. Vringëllimi i çelisave.*
*2.* Vringëllimë. *U dëgjua një vringëllim.*

VRINGËLLlMË,~A . . ~A, ~AT. Zhurma e mprehtë që del kur përpiqen dy gjëra të forta za-konisht prej metali; tringëllimë. *Vringëllimë zinxhirësh. Vringëllima e shpatave. Vringëllima e armëve. Dëgjo-hej një vringëllimë.*
VRINGËLLlSHT *ndajf.* Duke e vërtitur disa here me vrull e duke e flakur me force; fugas (për mënyrën e goditjes me shkop etj.). *E goditi vringëllisht.*
VRINGËLLOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. E ngre dhe e tund a e vërtit shpatën, shkopin a kamxhikun me vrull duke u matur të godas dike a diçka. *Vrin-gëllonte shpatën. Vringëlloi bajonetën. Vringëlloi shkopin (kamxhikun).*
2. *jokal. vet. veto III.* Ben zhurmë kur përplaset me diçka tjetër, nxjerr vringëllimë; tringëllin (za-konisht për sende prej metali). *Vringëllonin zinxhirët. Vringëllonte kamxhiku. Vringëllonin shpatat.*
3. *fig. keq.* E kërcënoj dike me armë, tregoj forcta para dikujt për ta frikesuar, i kanosem me luft4. *lmperialistët vringëllojnë armët.*
VRINGËLLUES,~E *mb.* Që bin një zhurm4 *tl*mprehtë kur përplaset me diçka tjetër, që nxjerr vringë-)limë. *Shpata vringëlluese. Era vringëlluese.*
VRfNGTHI *ndajf.* Aty për aty, menjëherë, më të shpejtë, vrik. *Iku (doli, u ngrit) vringthi.*
VRITEM *vetv.* 1. Vras veten; *sh.* qëllojmë për vdekje njëri-tjetrin me armë, vrasim njëri-tjetrin. *U vra me revole. Vriteshin me njëri-tjetrin.*
2. Bie në fushën e betejës a në një përleshje me dike. *U vra në luftën e Vlorës. U vra në përpjekje me fashistët.*
3. *vet. veta III. sh.* Zihen duke goditur njëri-tjetrin me kokë (për disa kafshë). *Vriten deshtë.*
4. Goditem keq duke u përplasur me diçka të forte same bëhet një plage a një vurratë dhe ndiej dhembje. *U vrava në ballë (në këmbë...). U vrava pas derës.*
5. *fig.* Prekem thellë në ndjenja a në seder, lëndo-hem; hidhërohem shumë, pikëllohem. *V vra shumë kur mori vesh lajmin e hidhur.*
*6. fig.* Lodhem shumë në një punë, rraskapitem e ligështohem; e ngarkoj veten me shumë punë a me punë të rënda që me mundojnë shumë. *Viteshin në punë.*
7. *Pës. e* VRAS.
• Ku rafsha mos u vrafsha *shih te* BIE i. U vranë në gisht *shih te* GISHT,~I.
VRITHE,~T . *vet. sh.* Vende afër shtëpisë ku ku-llotin dhitë e kecat.
VRIZËM,~MA Shi i imët, një vesë shi, një rigë shi. *Një vrizëm shi.*
VROJTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VROJTOJ, VROJTOHEM. *Vrojtim ajror. Kullë (pike) vrojtimi. usht. Aeroplan vrojtimi. Vendi i vrojtimit.*
2. A jo që është vrojtuar; diçka që ka dale si për-fundim i një studimi, kërkimi e shqyrtimi të vëmend-shëm; vëzhgim. *Vrojtime shkencore. Sipas vrojtimeve.*
VROJTOHEM. *Pës. e* VROJTOJ.
VROJTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E ndjek me sy dike a diçka, e vëzhgoj; e shoh me vëmendje; vë re. *Vrojtonin lëvizjet e armikut. Vrojton me dylbi. E vrojtonte me kujdes.*
2. *fig.* Studioj diçka duke ndjekur me vëmendje zhvillimin e saj, bëj kërkime në një drejtim të cak-tuar; vëzhgoj. *Vrojtojnë dukuritt e natyrës. E vrojton nëfaza të ndryshme.*
VROJTORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend i caktuar posaçërisht për të vrojtuar, pike a kullë vrojtimi. *Vrojtore e fshehtë. Ndërtuan (ngritën) një vrojtore. Shkoi (rri) në vrojtore.*
yROJTËES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që është caktuar për të vrojtuar, ai që bën vrojtime; vëzhgues. *Vrojtues kufitar. Vrojtues i stacionit meteorologjik. Caktuan një vrojtues.*
2. *spec.* Aparat i posaçëm që ndjek e përcakton diçka.
VROJTUES,~E *mb.* 1. Që është caktuar për të vrojtuar, që vrojton. *Ushtari vrojtues.* 2. Që shërben për të vrojtuar. *Kullë (pike) vrojtuese.* VROKTH,~I *m. krahin.* Zbokth. *Vrokthi i flokëve.*
VROTOM,~I *m.sh.* ~E, ~ET. Grope e madhe në malet e larta e mbushur gjithnjë me bore, ku pine ujë bagëtitë gjatë verës, vrujishtë. *Bora e vrotomeve. Ujë vrotomi* ujë bore. *Tretet ngadalë dëbora në vro-tome.*
VRUG,~U *m.* 1. *bujq.* Sëmundje që shfaqet si myk ose si push i imët në ngjyrë hiri, e cila shkakto-het nga kërpudha shumë të vogla dhe prek e shka-tërron pjesët mbitokësore të bimëve e të pemëve (gje-thet, degët, frytet) në kohë të ngrohtë e me lagështirë; myku që del nga kjo sëmundje. *Vrugu i duhanit (i panxharit, i domates, i patates, i lakrës). Vrugu i grurit (i misrit). Vrugu i hardhisë. Sëmundja e vrugut. Luf-timi i vrugut. Gjethe me vrug. I bie (e zë) vrugu.*
2. Lerë në trup a në petka, zhul.
VRUG *kal.,* ~A, ~UR. Vrugoj. *vrugu kallinjtë lagështira. Vrug fytyrën. la vrugu jetën.*
VRUGEM *vetv.* Vrugohem. *U vrug duhani. U vrug moti (dita). U vrug nëfytyrë.*
VRUGËT (i,e) *mb.* 1. I mbyllur, jo i hapur (për ngjyrat); në ngjyrë të murrme a të errët; i zymtë, i errësuar, i nxirë. *JBojë e vrugët. Qiell i vrugët.*
2. *fig.* I ngrysur, i vrenjtur në fytyrë, i zymtë. *Njeri i vrugët. Me fytyrë të vrugët. Dukej i vrugët.*
VRUGOHEM *vetv.* 1. *vet. veta 111.* Preket nga vrugu, e zë vrugu, i bie vrugu (për bimët). *U vruguan kallinjtë. U vrugua duhani.*
*2. yet. veta III.* Nxihet, bëhet i errët, erret; vrenjtet (moti, qielli etj.). *vrugohet qimja. Vrugohet qielli (moti).*
3. *fig.* Vrenjtem, ngrysem a nxihem në fytyrë. *lu vrugua balli (fytyra).*
4. *fig.* Mbulohem me turp, njollosem, fëlliqem. *lu vrugua emri i mirë.*
VRUGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta 111.* I shkakton vrugun, e bën me vrug, bën që t'i bjerë vrugu (një bime, një peme a pjesëve të tyre). *E vrugoi lagështira duhanin (pataten, grurin).*
2. *fig.* Vrenjt, ngrys a nxij (fytyrën, vetullat). *Vrugoi fytyrën. Vrugoi vetullat.*
3. *fig.* E shkatërroj, e prish, e nxij. *la vrugoi jetën (zemrën).*
4. *fig.* Fëlliq, njollos. *la vrugoi nderin. la vrugoi emrin.*
VRUGUAR (I,e) *mb.* 1. Që e ka zënë vrugu, që është prekur nga vrugu. *Gjethe (bimë) e vruguar.*
*2.* I vrenjtur, i errësuar (për qiellin etj.). *Qiell i vruguar.*
3. *fig.* I nxirë në fytyrë nga hidhërimi, nga zemërimi, nga një turp a nga një e keqe tjetër; i ngrysur. *Me ballë të vruguar. Me fytyrë të vruguar.*
VRUGUR (i,e) *mb.* I vruguar. *Gjethe (bimë) e vrugur.*
VRUJIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Burim.

VRUJINË,~A . 1. Lagështira që kullon nga muri; lagështira që mban toka ose që del nga toka.
2. Tokë që mban lagështirë; vend me lagështirë.
VRUJISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Grope nëbjeshkë, e mbushur me bore, që shkrin në verë pale e nga pak, vrotom; ortek bore.
VRUJON *joked.,* ~OI, ~UAR. Buron. *Vrujon uji. Vrujon kënga. Vrujojnë frymëzimet.*
VRULL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Lëvizje e shpejtë, e fuqishme dhe e menjëhershme që bën dikush kur ngrihet nga vendi; ecja e shpejtë a vrapimi i dikujt para se të kërcejë ose para se të kapërcejë diçka, hov; forca rrëmbyese e erës, e ujit a e diçkaje tjetër. *Vrull ifuqishëm. Vrulli i erës (i ujit). Një vrull kali* sa mund të ngasë një kale me një vrap; një vrap pele. *Mori vrull. Nuk ia preu vrullin. Hidhet (lëshohet) me vrull. Shpërthen me vrull. Bie me vrull. Shtohet vrulli. Rrjedh me vrull uji.*
2. *fig.* Zhvillim i shpejtë dhe i fuqishëm i dikujt a i diçkaje, hov; force që të nxit e të frymëzon, dëshirë e madhe për të bërë diçka. *Vrull i madh (i pandalshëm). Vrull revolucionar. Vrull djaloshar (rinor). Vrull kri-jues. Vrulli i luftës klasore. I dha vrull. E nisën me vrull. Punon me vrull.*
VRULLEM vefv., ~A (u), ~UR. Hidhem me vrull mbi dike a mbi diçka; marr vrull; vij a shkoj me vrull; turrem *(zakon. me një trajtë të shkurtër tëpëremrit vetor në r. dhanore). Iu vrull kundërshtarit. Vrullen plumbat (shigjetat). Vrullet bleta.*
VRULLIMË,~A . Vrull. *Shkon (zbret) me vru-llimë. Shton vrullimën.*
VRULLOJ *joked.,* ~OVA, ~UAR. Sulem me vrull kundër dikujt a diçkaje; vrapoj a eci me vrull, dal ose lëviz përpara me vrull; marr vrull. *Vrulloi kundër armikut. Vrulluan kuajt. Vrulloi makina. Vrulloi drejt derës. Vrulloi era. Vrulloi me sa kishte fuqi. Vrulloi dhe kërceu.*
VRULLSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që lëviz shpejt e me force, i hovshëm, i rrëmbyeshëm; që bëhet a që vjen me vrull; që ndodh shpejt e papritmas. *Njeri i vrullshëm. Lumë i vrullshëm. Shi i vrullshëm. Lojë e vrullshme. Lëvizje e vrullshme. Punë e vrullshme. Jetë e vrullshme. Zhvillim i vrullshëm. Sulm i vrullshëm. Ngjarje të vrullshme. Në mënyrë të vrullshme.*
VRCLLSHËM *ndajf.* Në mënyrë të vrullshme, me vrull. *Sulet (hidhet) vrullshëm. U ngrit vrullshëm. Del vrullshëm. Rrjedh vrullshëm. Zhvillohet vrullshëm. Shpërthen vrullshëm.*
VRULLTAS *ndajf.* Vrullshëm. *U ngrit (u hodh) vrulltas. Doli (iku) vrulltas.*
VRULLTË (i,e) *mb.* I vrullshëm. *Lëvizje e vrulltë. Këngë e vrulltë.*
VRUMBULLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zë i
thellë e i zgjatur si ulërimë, që nxjerrin disa kafshë si ujku, luani etj.; ulërimë. *Vrumbullima e luanit.*
*2.* Gumëzhima e bletës.
3. Zhurma e mbytur që bën uji kur përplaset nëpër gurë; buçimë. *Vrumbullima e ujit.*
VRUMBULLIT *jokal.,* ~I, ~UR. 1. Nxjerr një zë të thellë e të zgjatur si ulërimë, ulërin (për ujkun, luanin etj.). *Vrumbullit (ujku, luani, tigri).*
2. Gumëzhin (për bletën). *Vrumbullit bleta.*
3. Bën një zhurmë të mbytur kur përplaset me force nëpër gurë (për ujin e lumit); buçet nga dallgët. *Vrumbullit deti.*
VRUMBULLlTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Ve-primi sipas kuptimeve të foljes VRUMBULLIT. 2. Vrumbullimë. *Dëgjohej vrumbullitja e dallgëve.*
VRUNDUJ-VRUNDUJ *ndajf. shih* VALË-VALË. *Vinte vrunduj-vrunduj.*
VRUNDULL,~LLI m. *sh.* ~J, ~JT. 1. edhe *fig.* Hov, vrull; force, fuqi. *Vrundull i fuqishëm. Vrun-duj djaloshare. I jep vrundull. E mori me vrundull. E përplasi me vrundull.*
2. edhe *fig.* Vale, dallgë, tallaz. *Vrundujt e erës (e shiut). Vrundujt e dimrit. Vrundulli i mendimeve (i kujtimeve).*
3. *përd. ndajf.* Vrullshëm, me hov. *Vërtitet vrundull. Hidhej vrundull.*
VRUNDULLOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. Vrulloj.
VRUNGULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Vrull; vrundull.
VRUNGULLIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Shungu-llimë. *Dëgjohej vrungullima.*
VRUNGULLlT *jokal.,* ~A, ~UR. Vrungulloj. *Vrungulliti shtëpia.*
VRUNGULLOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *vet. veta III.* Shungullon. *Vrungulloi qielli. Vrungulhi tërë pylli. Bubullonte e vrungullonte.*
2. Vrullem.
VRUSHKULL,~LLI m. *sh.* ~J, ~JT dhe VRti-SHKULL ~A . JA.~A, ~AT. 1. *shih* FSHIKULL,~A. *Vrushkull i njomë. Ira me vrushkull.*
2. Curril (uji, gjaku etj.). *Vrushkujt e ujit (e qu-mështit). Vrushkull gjaku. Vrushkujt e parë të kullo-shtrës. Vrushkull lotësh.*
3. *përd. ndajf.* Si curril; si rrëke. *shkonte gjaku vrushkull. I rridhnin lotët vrushkull. Derdhej vrushkull.*
VRUSHKULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* FSHKULLOJ. *E vrushkulloi me thupër. E vrushkulloi rëndë.*
2. edhe *jokal. vet. veta III.* Rrjedh, del si curril a si rrëke. *Vrushkullon gjak.*
VRUSHKULLORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Ferrac.
VUAJ *jokal.,* ~TA, ~TUR. 1. Kam një dhembje a një sëmundje që me mundon, heq prej saj. *Vuan nga dhembja e kokës. Vuante nga stomaku (nga zemra, nga veshkat, nga ethet). Vuanin nga malaria.*
2. Mundohem shumë për të bërë a për të gjetur diçka, përpiqem e lodhem shumë; kaloj vështirësi e mungesa të mëdha, jetoj në skamje a në varfëri; me mungon diçka dhe s'e siguroj dot. *Vuajti për të bërë një shtëpi. Hoqën e vuajtën nën thundrën e bejlerëve. Vuanin për bukë (për ujë, për kripë). Kane vuajtur tërë jetën. Vuante për gjumë.*
3. Pësoj të këqija a mundime, ndiqem, dënohem e keqpërdorem nga dikush. *Vuajtën nga fashistët (nga ballistët). Vuajti në burg. Vuajti të zitë e ultirit* vuajti shumë. *Vuajti pikën e zezë* vuajti shumë. *Vuan si gjarpri nën gur (si miu në mur).*
4. Ndiej dhembje në shpirt për dike, kam dashun të madhe për të, jepem me shpirt pas tij. *Vuan pas asaj. Vuan pas fëmijës.*
5. *fig.* Kam një të metë a një mungesë, e cila medëmton; *vet. vela HI* ka të meta e dobësi. *Vutmte nga mendjemadhësia. Vuan nga (per) mendtë e kokës e* ka fajin vetë. *Vepra vuan nga disa dobësi të theksuara.* 6. *kal.* Kaloj një mundim trupor a shpirtëror, një spmundje, një të keqe a dënim; heq. *Vuajti urine. Vuajti dënimin.*
VUAJTJE,~A *f.sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve VUAJ, VUHET.

*tyuajtja e një dënimi.*
2. Dhembje në trup; mundim trupor a shpirtëror; a[jo nga e cila vuan dikush. *Vuajtje e rëndë. Vuajtje t)\upore (shpirtërore). Vuajtjet e të varfërve. Vuajtjet e'\ luftës. Ka vuajtje e vuajtje. S'i tregoj dot vuajtjet e atëhershme. Hoqi gjithë ato vuajtje.*
VUAJTUR (i,e) *mb.* 1. Që ka hequr shumë, që ka vuajtur gjatë jetës së tij; që shpreh vuajtje. *Njeri i vuajtur. Familje e vuajtur. Popull i vuajtur. Me pamje të vuajtur. Dukej i vuajtur.*
2. Që ka parë shumë në jetë, që ka përvojë të ma-dhe, i regjur, i kalitur. *Plak i vuajtur. Ishte i vuajtur.*
VUHET. 1. *Pës. e* VUAJ $_{6}$.
*2. Pavet. e* VUAJ 1-5. *Ainuk vuhet fare* nuk durohet.
VULA-VULA *ndajf.* 1. Plot me shenja që Ië vula, me shumë vula. *Letër vula-vula.*
2. Plot me shenja, me njolla a me damka, plot me vurrata, pulla-pulla. *Me lëkurën vula-vula. E kishte trupin vula-vula.*
:VULË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Mjet i vogël zyre, ku janë gdhendur emri i ndërmarrjes a i institucionit e shenja të tjera, e cila zakonisht ngjyhet me bojë dhe vihet mbi shkresat për të dëshmuar vërtetësinë e tyre e për t'u dhënë fuqi zbatimi; pajisje e tillë që përdo-ret për të lënë shenjë në dyllë të kuq, në plumb etj.; shenja që lë ky mjet në letër, në dyllë etj. *Vulë zyrtare. Vulë postare. Vulë datare. Vulë e thatë* vulë që nuk ngjyhet në bojë, por lë shenjë me anë të trysnisë. *Vulë vetjake. Vulë plumbi. Vulë druri (gome). Vula e ndërmarrjes (e ministrisë, e kooperativës, e shkollës). I vuri vulën. I mungon vula. Nuk pranohet pa vulë.*
2. Pullë a njollë e vogël me një ngjyrë të veçantë që kanë zakonisht bagëtitë; shenjë që bin njeriu te disa sende për t'i dalluar; shenjë që mbetet në trup nga një plage, nga një goditje etj., mbresë, vurratë. *DM (lopë) me vulë të bardhë në ballë. U vuri drurëve nga një vulë. I mbetën ca vula në trup.*
*3. fig.* GjUrmë a shenjë që tregon tiparet thelbësore të diçka je a të dikujt; damkë, njollë. *Mban vulën e Partisë (e ideologjisë sonë). Mban vulën e klasës. Ka vulën e kohës. Ruan vulën e epokës historike. I vumë vulën e tradhtisë. I mbeti vulë.*
• Është (njeri) me vulë njihet mirë nga të gjithë për diçka zakonisht jo të mirë, është me damkë. I ra vula *dikujt* e humbi emrin e mirë a vendin drej-tues. E humbi vulën u hutua, e humbi toruan. I humbi vula *dikujt* u zhduk pa lënë gjurmë, u shua, u fik, s'i gjendet as nami as nishani. I humbtë vula (nami, nishani)! *mallk.* vdektë e mos u përmendtë me! Nuk i shkon vula edhe *poh.* nuk i shkon fjala, nuk e dë-gjojnë të tjerët. I vuri vulën *diçkaje* e plotësoi me diçka të fundit që i mungonte, i vuri kapakun; e përfundoi diçka, i dha fund; e miratoi përfundimisht.
VULËGDHENDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën vula, vulëpunues.
VULËHARRUAR *mb.* Vulëhumbur.
yULËHUMBUR *mb.* 1. Që i ka humbur emri, që s'dihet se ku ndodhet, që është zhdukur pa lënë gjurmë; fare i pazoti, i pavlefshëm, i humbur (përnje-rëzit); si *mallk.* që i humbtë emri, që mos iu gjettë nami e nishani; vulëharruar. *Njeri vulëhumbur.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'u be ai vulëhumbur!*
VULËMBAJTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Nëpunës i lartë qeveritar, i cili mban vulën e kryetarit të shtetit ose të provinces, mbajtësi i vulës (në një shtet feudal a monarkik). *Vulëmbajtësi i Ali Pashë Tepelenës.*
VULËPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që bën vula, vulëgdhendës.
VULËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *bot.* Bimë ba-rishtore shumëvjeçare, me kërcell të trashë e të drejtë, me gjethe të gjata e të holla, me lule në trajtë tufëze në majë të çdo kërcelli, që mbin e rritet zakonisht nëpër ara dhe që dëmton të mbjellat; tallë.
VULËZI,~ZEZË *mb.* 1. Vulëhumbur; që ka pë-suar një fatkeqësi të madhe, që e ka pësuar keq; i shkretë, fatzi.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ç'u be vulëziu?*
VULGAR,~E *mb.* 1. *keq.* Që sillet në mënyrë të pahijshme e të pakulturuar; që është karakteristik për një njeri të trashë në të folur e në sjellje; që ka përmbajtje të rëndë, që nuk duhet bërë a nuk duhet thënë, i ulët. *Njeri vulgar. Qëndrim vulgar. Sjellje vulgare. Fjalë (shprehje) vulgare.*
*2. libr.* I thjeshtëzuar jashtë mase; që nuk ka ka-rakter shkencor të vërtetë; që e paraqet diçka duke ia shtrembëruar keqas thelbin a përmbajtjen. *Materia-lizëm vulgar, filoz. Teori vulgare. Shpjegim vulgar. Kuptim vulgar i diçkaje. Shtrembërim (thjeshtë-zim) vulgar.*
3. *libr.* Që nuk shquhet a që nuk dallohet prej të tjerëve, pa ndonjë aftësi të veçantë, i zakonshëm, i rëndomtë; që është i një shkalle të ulët. *Shkrimtar vulgar.*
4. *gjuh.* Që flitet nga populli i thjeshtë, popullor. *Latinishtja vulgare* latinishtja e folur nga populli përkundrejt latinishtes klasike që përdorej nëpër shkrime, gjuha latine popullore.
VULGARIZlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET *libr.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VULGARIZOJ, VULGARIZOHET. *Vulgarizimi i një ideje. Vulgarizimi i një teorie.*
*2. keq.* Mënyrë e paraqitjes së diçkaje, duke e thjeshtëzuar jashtë mase ose duke i shtrembëruar thelbin a përmbajtjen. *Shtrembërime dhe vulgarizime. Ra (kaloi) në vulgarizim.*
3. Popullarizim. *Vulgarizimi i njohurive shkencor e.*
VULGARIZOHET *vetv. libr.* 1. *keq.* Thjeshtë-zohet jashtë mase a shtrembërohet, bëhet vulgar, merr pamje vulgare. *U vulgarizua çështja.*
*2. Pës. e* VULGARIZOJ.
VULGARIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. *keq. E* thjeshtëzoj diçka jashtë mase ose e paraqit duke ia shtrembëruar thelbin a përmbajtjen; e paraqit nëmënyrë vugare. *E vulgarizoi leorinë (idenë, pikëpamjen, çështjen).*
2. E paraqit diçka shumë thjesht, në mënyrI që të kuptohet lehtë nga masat e gjera; popullarizoj.
VULGARIZUES,~E *mb.* 1. *keq.* Që e paraqet diçka duke e thjeshtëzuar jashtë mase ose duke ia shtrembëruar thelbin a përmbajtjen; vulgar. *Shpje-gim vulgarizues. Pikëpamje vulgarizuese.*
2. Popullarizues. *Bourne vulgarizuese.*
VULOMË,~A . *sh.* ~A, ~-AT. Tapa e drunjtë që i vihet bucelës; shtupë. *Vuloma e bucelës. I vuri (i hoqi) vulomën.*
VULOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. Vërtetoj një dokument, një shkresë etj. duke i vënë vulën; i vë vulën; mbyll diçka me dyllë, me plumb etj. dhe vë vulën mbi të. *Vulosi shkresën*

*( dokumentin). Vulosi derën (kasafor-tën). la vulosën çiften. E vulosi pakon (arkën) me dyllë (me plumb).*
2. I vë një shenjë a një damkë, shënoj a damkos diçka. *Vulosën pishat.*
3. Mbyll diçka me tape, me shtupë etj.; e zë mirë, që të mos marrë ajër, të mos rrjedhë etj.; zë. *Vulos shishen (bucelën). Vulos veshët* i zë veshët me pambuk.
4. *fig. bised.* I jap fund diçkaje, e përfundoj, i vë vulën, i vë kapak një pune; vendos përfundimisht për diçka. *E vulosi punën. Me përpara vulosnim bej-lerët për çdo gjë.*
5. *fig.* Njollos, damkos. *E vulosi me turp.*
E vulosi (e qepi) gojën *shih te* QEP. Ia kane Y”-losur (ia kanë mbyllar, ia luwë zenë) gojën me shtup2 *shih te* SHTUPË,~A. Vetë shkruan, vetë vulos *shih te* SHKRUAJ.
VULOSET *vetv.* 1. Mbyllet mirë; zihet vetë. *lu vulosën veshët.* 2. *Pës. e* VULOS w.
VULOSJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të
foljeve VULOS, VULOSET. *Vulosja e shkresës.*
*Vulosja e kasafortës (e derës). Vulosja e armëve të gjahut.*
VULOSUR (i,e) *mb.* 1. Që është vërtetuar duke iu vënë vula, që i është vënë vula (për një shkresë, për një pako, për derën etj.). *Shkresë e vulosur. Zarf i vulosur. Testament i vulosur. Derë e vulosur.*
2. Që i është vënë një shenjë a një damkë, i dam-kosur. *Drurët e vulosur.*
3. Që është mbyllur mirë me diçka, që i është vënë tapa, shtupa etj.; i zënë. *Bucelë e vulosur. I ka veshët të vulosur.*
4. *bised.* Që ka përfunduar, që është vendosur përfundimisht, i bitisur. *Çështje e vulosur. Punë e vulosur.*
• Bletë e vulosur njeri në gjendje shumë të mirë ckonomike, me shumë kamje, kamës.
VULLA,~NI *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. Vllajë, lehe. *Vulla duhani. Vulla trëndafilash. Vullanjtë e luleve. Mbjellin në vulla.*
VULLKAN,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *gjeogr., gjeol.* Grykë e madhe e hapur, zakonisht në majë të një ma-li, nga e cila dalin prej thellësisë së tokës gazra të nxehtë, tymra e lave. *Vullkan i shuar. Vullkan veprues*
*(aktiv). Grykë vullkani. Krateri i vullkanit. Shpërthen (shuhet) vullkani. Zien si vullkan. Buçet si vullkan.* 2. *fig.* Rrezik i madh që qëndron i fshehur dhe që kërcënon dike; vrull i madh, që është grumbulluar a që mund të shpërthejë a shpërthen me fuqi. *Vullkani i urrejtjes kundër borgjezisë.*
VULLKANIK,~E *mb.* Që ka të bëjë me vullkanin, që i përket vullkanit, i vullkanit; që del a që formohet nga sh pert hi mi i vullkanit, që krijohet a shkaktohet nga vullkani. *Vatër (qendër) vullkanike. Shpërthim vullkanik. Lave vullkanike. Hiri vullkanik. Rërë vullkanike. Gurë vullkanike. Ishull vullkanik. Liqen vullkanik. Bombë vullkanike. gjeol. Tërmete vullkanike. Lëkundje vullkanike.*
• Xham vullkanik *min. shih te* XHAM,~I.
VULLKANIZlM,~I *m. tek.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve VULLKANIZOJ, VULLKANI-ZOHET. *Vullkanizimi i gomave (i kauçukut). Vullka-nizim më të nxehtë. Reparti i vullkanizimit. Aparat (presë) vullkanizimi.*
VULLKANIZOHET *tek. Pës. e* VULLKANIZOJ.
VULLKANIZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *tek.* Për-punoj kauçukun, fibrën etj. me squfur, zakonisht në një temperature të lartë, për t'u shtuar qëndrueshmërinë ose për t'u dhënë veti të tjera. *Vullkanizon kauçukun (gomën). Vullkanizoj fibrën.*
VULLKANIZUAR (i,e) *mb.* Që është përpunuar me squfur, zakonisht në një temperature të lartë për t'u bërë me i qëndrueshëm ose për të fituar veti të tjera (për kauçukun, për fibrën etj.). *Gome e vullkani zuar.*
VULLKANOR,~E *mb.* Vullkanik. *Shpërthim vull-kanor.*
VULLNESË,~A. *vjet.* Vullnet; dëshirë. *Vullnesa e fundit. Iu plotësua vullnesa.*
VULLNET,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Aftësia që ka njeriu si veti të brendshme dhe këmbëngulja e tij për të arritur një qëllim a synim të caktuar, për të plo-tësuar një dëshirë ose për të kapërcyer vështirësitë e pengesat me përpjekje të vetëdi jshme, me vendosmëri, me durim etj. *Me vullnet të forte (të çeliktë, të he-kurt, të paepur, të papërkulur). Me vullnet të dobët. Forca e vullnetit. Njeri me vullnet. Ka vullnet. Humbi vullnetin.*
2. Dëshirë për të arritur një qëllim a synim të caktuar; fuqi ose mundësi për të bërë diçka në përputhje me dëshirat. *Vullnetipatundur. Vullnetii fundit i di-k uj t* dëshira që shpreh dikush përpara vdekjes. *la plotësoi vullnetin dikujt. Bën sipas vullnetit të vet. I dikton vullnetin e tij. Përfaqëson vullnetin e po-pullit. Është jashtë vullnetit tone. Nuk varet nga vullnet i ynë. U martua me vullnetin e vet.*
VULLNETAR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ndër-merr dhe bën një punë, një detyrë etj. vullnetarisht, pa u detyruar nga dikush tjetër dhe pa shpërblim, ai që merr pjesë me dëshirën e vet në një punë. *Vull-netarët e hekurudhës. Qyteza e vullnetarëve. Puna e vullnetarëve. Dolën vullnet are.*
3. Ai që shkon në luftë për mbrojtjen e atdheut me dëshirën e vet, pa qenë i detyruar nga ligji a nga ndonjë vendim; ai që bën pjesë në forcat e vetëmbroj-tjes popullore; anëtar i një organizate a shoqerievullnetare. *Vullnetar popullor. Vullnetarët e lirisë. Komandanti përshëndeti vullnetarët.*
yULLNETAR,~E *mb.* 1. Që bëhet vullnctarisht. *Punë vullnetare.*
2. Që ndërmerr një punë, një detyrë etj. me dëshirën e vet, pa e detyruar dikush tjetër, që bën diçka pa qenë i detyruar nga të tjerët; i përbërë nga vullnetare. *Partizan vullnetar. Të rinjtë vullnetare. Të rejat vullnetare. Korrespondent vullnetar I gazetës. Inspektor frugor vullnetar. Grupi i bashkëpunimit vullnetar. Bri-gada vullnetare.*
3. Që mbështetet në parimet e vullnetarizmit; që bëhet me vullnetin e secilit. *Ushtri vullnetare. Or-ganizatë (shoqëri) vullnetare. Bashkim vullnetar.*
• Çetë vullnetare *shih te* ÇETË,~A. Forest Vullnetare të Vetëmbrojtjes Pop ul I ore *shih te* FORCË,~A.
VULLNETARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* VULLNETAR,~I. *Jane vullnetare.*
VULLNETARISHT *ndajf.* 1. Me vullnetin e vet, pa e detyruar askush e pa shpërb)im. *Punon vullnetarisht. E bën vullnetarisht diçka. Shkoi vullnetarisht diku. Hynë vullnetarisht në kooperativë.*
*2.* Me dëshirën e vet, vetë, pa detyrim. *Shkoi vullnetarisht.*

VULLNETARIZËM,~MI *m.* Parimi i pjesëmarr-jes jsë njerëzve në një Iëvizje, në një organizatë etj. me vullnetin a me dëshirën e vet, pa u detyruar nga dikush tjetër; të vepruarit sipas vullnetit të vet. *Parimi i vullnetarizmit. Metoda e vullnetarizmit. Mbi bazën e vullnetarizmit.*
VULLNETÇELIK,~E *mb.* Që ka vullnet shumë të forte, që nuk thyhet përpara asnjë pengese a vësh-tirësie, që ka vullnet të çeliktë. *Populli ynë vullnetçelik.*
VJJLLNETDOBËT *mb.* Që ka vullnet të dobët; që nuk ka vullnet; *kund.* vullnetfortë. *Njeri vullnetdobët.*
VULLNETFORTË *mb.* Që ka vullnet të forte; me vullnet; *kund.* vullnetdobët. *Njeri vullnetfortë.*
VULLNETHEKURT *mb. [lexo:* vullnet-hekurt] Vullnetçelik. *Minatorët vullnethekurt.*
VULLNETMIRË *mb.* Që i dëshiron të mirën tjetrit, që përpiqet për të mirën e të tjerëve; që i mirëpret detyrat e përpiqet t'i plotësojë më të gjitha forcat; që është i prirur për t'i zgjidhur gjërat me dashamirësi e me mirëkuptim, që është i prirur për mirë. *Njeri vullnetmirë. Djalë vullnetmirë. Tregohet vullnetmirë.*
VULLNETSHËM (i), ~>ME (e) *mb.* 1. Që bëhet me vullnetin e dikujt; që bëhet me vetëdije dhe me një qëllim të caktuar; vullnetar. *Lëvizje e vullnet shine. Veprime të vullnetshme. Punë e vullnetshme.*
2. Që ka vullnet të forte, që ka durim, që tregon këmbëngulje e zell në një punë; që është veti e një njeriu me vullnet. *Njeri i vullnetshëm. Punë tor i vull-netshëm. Përpjekje të vullnetshme.*
VORA. *Kr. thj.* e foljes VË.
VURG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. 1. Vend i ulët e me baltë; tokë e ulët që mban lagështirë; kë-netë.
2. Lëng i trashë e i zi, që mbetet pasi shtypen ullinjtë dhe nxirret vaji; murgë.
VURKOLLAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *mit.* Lugat; vampir (sipas besëtytnive). *Iku si vurkollak.*
VURRAT *kal.,* ~A, ~UR. E bëj dike me vurrata.
VURRATEM *vetv.* Bëhem me vurrata (nga plagët, nga goditjet etj.).
VURRATË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Shenjë që bëhet a mbetet në trup nga një plage, nga një goditje etj., vrajë, e vrarë. *Vurratë mavi. Vurrata plage sh. Me trupin tërë vurrata.*
*2.* Njollë, gjurmë e fëlliqur. *Vurratat e gishtërinjve. Pantallona me vurrata. U be me vurrata.*
VURRATUR (i,e) *mb.* 1. Që i kanë mbetur vurrata nga goditjet, nga plagët a nga sëmundjet. 2. I fëlliqur me njolla, i njollosur.
VUSHË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Kacabun që rri nëpër plehra; brumbull plehu.
VUTË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (te) *gjell.* Peshk i mbushur, i përgatitur në mënyrë të posaçme, që ha-het zakonisht në raste festash.
VOTE (i,e) *mb.* 1.1 sheshtë, i rrafshët (për një vend etj.). *Vend i vutë.*
2. I ulët. *Ledh i vutë. Shtëpi e vutë.*
3. *fig.* I përvuajtur, i bindur, i butë. *Djalë I vutë. Mefjalë të vuta.*
VUTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Fushë e vogël, shesh.
VUV,~E *mb. Bised.* 1. Që as flet dhe as dëgjon, shurdh e memec.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ishte bërë si vuv.*
VYEJ *jokal.,* ~TA, ~TUR. Vlej.
VYER (I,e) *mb.* I vlefshëm, i çmuar; i shtrenjtë. *Libër* i *vyer. Mendim i vyer. Mësime të vyera. Për-vojë e vyer. Tradita të vyera. Gjë e vyer. Bijtë më të vyer të popullit.*
VYESHËM (i), ~ME (e) *mb.* I vyer. *Vajzë eyyexh-me. Bashkëpunëtor i vyeshëm.*
VYSHK *kal.,* ~A, ~UR. Fishk. *Thatësira i vyshku bimët.*
VYSHKEM *vetv.* Fishkem. *U vyshkën Met (bimët).*
VYSHKËT (i,e) *mb.* I fishkët.
VYSHKJE,~A . Fishkje. *Vyshkja e bimës (e luleve, e gjetheve). Shenjat e vyshkjes.*
VYSHKUR (i,e) *mb.* I fishkur. *Gjethe të vyshkura. Perime të vyshkura.*

# X

X. 1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e tridhjetedytë e alfabetit të saj, e cila shinon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja x. TingulU x. Shkronja x.*
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja x. *X-ja e madhe (e vogël). X-ja e dorës (e shtypit). X-ja nistore.*
3. *lexo:* iks] Përdoret (me vete ose bashkë me ipsi-lonin) në matematikë e në fizikë për të shënuar një madhësi të panjohur ose si simbol i një lloji rrezesh. *Pika x. Rrezet x.*
XANË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Gjineshtër. *hide xane. Litar xane. Torbë (hejbe) xane. Thur me xana.*
2. *Bised.* Pëlhurë e trashë, e ashpër dhe e lirshme prej fijeye të gjineshtrës, që përdoret për të bërë thasë, torba etj. *Nga e keqja visheshin edhe me xanë. U be si xani* u vjetrua e u lëshua (për një stof, për një qi-lim etj.).
XANXAR,~E *mb. bised.* 1. Që ka huqe të këqija, që ben dëme; që hedh shqelma, i pashtruar (për kaf-shët shtëpiake). *Mushkë xanxare. Kale xanxar. Lopi xanxare. Mizi xanxare* mizë që nuk të lë të qetë.
2. Që nuk rri urtë, që nuk lë dy gurë bashkë, i prapë; zevzek (për njerëzit). *Fëmijë xanxar.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
XANXË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Huq i keq, ves; e metë, cen. *Njeri me xanxa. Mushkë me xanxa. E ka një xanxë. E ka xanxë rakinë. I ka mbetur një xanxë.*
2. Brengë, hidhërim; hall i madh, që nuk tregohet. *Ai ia di xanxën. Kish një xanxë që po i luante mend-ja.*
3. Veprim i keq, prapësi. *Nuk bëri ndonjë xanxë.*
XARNAVEL,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *shar.* Njeri i ulët dhe pa karakter; njeri i paqëndrueshëm.
XEHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. *shih* XEHE-ROR,~I.
2. Grope e gërmuar thellë në tokë, nga ku nxirren minerale; minierë. *Xehe ari.*
XEHEROR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Shkëmb natyror, që përmban metale; mineral. *Xeheror hekuri (bakri).*
XEHEROR,~E *mb.* Që përmban xeheror; që ka
të bëjë me xeherorët; mineral. *Shtresë xeherore. Bu-rimet xeherore.*
XEHERORMBAJTËS,~E *mb.* Që ka shtresa xeherori, mineralmbajtës. *Shtresë xeheror mbajtëse.*
XEHETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor i xehes. minator; punonjës i minierave.
XEHETARl,~A . Hapja e minierave dhe nxjerr ja e xeherorëve; mjeshtëria dhe puna e xehetarit. *Xe-hetari e përparuar. Qendra xehe tar ie.*
XELA,~T . *vet. sh. bised., keq.* Sytë. *Hapi xelatl I kanë plasur xelat.*
XERXELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Shkurre e ulët helmuese, me lëvore të murrme, me gjethe ve-zake të zgjatura, me lule të bardha e me erë të kënd-shme që çelin gjatë muajit maj; bar thëllëze. *Lulet e xerxeles.*
XEXERICA,~T . *vet. sh. bised.* Gjepura, profka. *Flet xexerica. Lëri xexericat! S'mbahet shtëpia me xexerica. S'mbushet plevica me xexerica. fj. u.*
XËC,~I *m. bised.* \. Errësirë e madhe, kur po-thuajse nuk shihet dot asgjë, terr. *Ishte xëe. U be xëc. Shkoi nëpër xëc. S'dukej gjë në mes të atij xëci.*
*2. përd. mb.* Shumë i errët, i zi sterrë. *Nate xëc. Pus xëc.*
XËGlM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. *shih* XËGITJE,~A.
XËGlT (XËGIS) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Shpoj me diçka të mprehtë ose me majë; ngacmoj me dorë, trazoj diçka a dike. *Xëgit qetë me hasten. Xëgit pla-gën. Mos e xëgit me duar! Pse e xëgit zjarrin?*
2. *fig.* Ngacmoj me fjalë, i hedh thumba dikujt, thumboj, ngas; ngacmoj, trazoj (një çështje). *Është* i *vetmi për të xëgitur të tjerët. Mos e xëgit atë punë!*
XËGlTEM *vetv.* 1. Ngacmohem me dike, i he-dhim thumba njëri-tjetrit, s'e Kmë të qetë njëri-tjetrin.
2. *Pës. e* XËGIT. *Po të xëgitet plaga, malcohet.* XËGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *sMh* XËGIT. XËRLlS *jokal.,* ~A, ~UR *bised.* Dërdëllit. XËRLtSJE,~A. *sh.* ~E, ~ET *bised.* Dërdëllitje.
XËRMOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR *krahin.* Zbres. *Xërmoi nga mail. Xërmo poshtël*XËRXALLA,~T . *vet. sh. bised., mospërf.* Syze. *Vë (heq) xërxallat.*
XlBËRR,~RRA . *sh.* ~RRA, ~RRAT. *shih* XIBËRRAKË,~A.
XIBËRRAKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e keqe që nuk jep prodhim, tokë jopjellore.
XIBËRRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend shumë i pjerrët; tokë joprodhuese, xibërrakë.
XIBËRRISHTË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend i pjerrët e me tokë të keqe; tokë që nuk prodhon; xibërrakë, xibërrimë.
E futi nëpër xibërrishta *dike* e mundoi dike kot, e bëri t'i shkojë mundimi kot.
XlNË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Majë pene për të shkruar. *vë xinën. lu thye xina.*
XlNË,~A ii . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Shkurre me shumë degë, me lëvore të murrme leskra-leskra, me gjethe vezake përherë të blerta që përmbajnë tanin e me lule të kuqërreme në vile, që lidh si fryt dlsa kok-rra të vogla të zeza, nga të cilat nxirret një Hoj vaji me erë të këndshme; shqind. *Degë xinash. Pyll xi-Mash.*
XING,~U *m.* Lojë me letra, në të cilën fiton ai që arrin të ngrejë me shpesh letrën e vetme të mbetur në fushë. *Luajnë xing. Bëri xing* mori nga fusha letrën e vetme që ka hedhur kundërshtari.
XINGONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Greminë e the-llë dhe e errët, hon. *Buzë xingonës. Ra në xingonë.*
XINXlFE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bot.* Hide.
XIP,~I *m.* dhe XIPË,~A . *sh.* ~A, ~AT.
1. Majë e mprehtë dhe e hollë e një shkopi ose e diçka-je tjetër; thumb; gjemb. *Xipat e iriqit. Xipat e qenit* mëgojzë me maja, që i vihet qenit në turi. *Shkop me xip. Shpon me xip.*
2, *fig.* Thumb. *hodhi një xip.*
XIXARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Tufë xixash që nxjerr guri i strallit kur i biem me uror. *Nxjerr xixare.*
XIXA-XIXA *mb.* 1. Që është plot xixa; që vezullon me xixa. *Qiell xixa-xixa* qiell plot me yje që xixëllojnë.
2.1 Që ka pikla të ndritshme me një ngjyrë tjetër. *Stofi (pëlhurë) xixa-xixa.*
XIXË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Thërrmijëz e zjarrtë dhe e ndritshme, e cila shkëputet nga diçka që digjct, nga një trup i skuqur kur rrihet etj.; shkëndijë. *Xixat e zjarrit. Xixat e oxhakut. Tufë xixash. Gur xixash* gur zjarri. *Lëshon xixa. Shkëputen xixa. Xixat të vogla — zjarri i madh. fj.u.*
*2.* Shkëlqim i thërrmuar që krijohet nga thyerja e rrëzeve të dritës në një sipërfaqe; njollë a pike e ndritshme. *Xixat e liqenit.*

3. *zakon. sh. bised.* Pikla të ndritshme me ngjyrë tjetër në një stof, pëlhurë etj. *Pallto me xixa.*
*4.'ifig. shih* SHKËNDIJË,~A 3. *Xixë gëzimi. Xixat e para të rinisë. Xixat e diturisë.*
5. *\përd. mb.* Shumë i paster; shumë i ndritshëm. *Është xixë. Duket xixë. I ka rrobat xixë. E bëri xixë* e pastroi shumë mirë diçka, e bëri të shkëlqejë, e bëri pasqlrë.
*k* Bën xixë *shih te* BËJ. I futi (i shtiu) xixat (mizat) *dikujt shih te* FUT. Me syrin (me sytë) xixë me sy hapur, duke përgjuar me kujdes të madh. I shkrepi një xixë *shih te* SHKREP. I vuri xixën *diçkaje* i vuri zjarrin diçkaje, e ndezi. E ka syrin xixë (i ka sytë xixë) a) shikon shumë, ka sy të mprehtë; b) i shkëlqejnë sytë nga trimëria, nuk i trembet syri. I lë-shojnë (i bëjnë, I nxjerrin) sytë xixa (shkëndija, çlka) *shih te* SY,~RI.
XIXËLLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve 1,2 të foljes XIXËLLON. *Xixëllimi i zjarrit. Xixëllimi i yjeve. Xixëllimi i dritës.*
*2.* Xixëllimë. *Xixëllimi i syve.*
XIXËLLlMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Drita që lëshon diçka në errësirë si një pike e zjarrtë që dridhet; ndriçim me ndërprerje që vjen a që pasqyrohet nga sipërfaqja e një sendi; vezullim. *Xixëllimat e dritave. Xixëllimat e yjeve. Xixëllima shpatash. Me mijëra xixëllima.*
*2.* Shkëlqimi i forte që duket në sytë e një njeriu kur është shumë i gëzuar, i egërsuar etj. *Xixëllima e syve.*
*3. zool.* Xixëllonjë.
XKËLLIMTAR,~E *mb. poet.* Xixëllues. *Dritë xixëllimtare. Yjet xixëllimtare. Qielli xixëllimtar. Sy xixëllimtarë.*
XIXËLLON *jokal,* ~OI, ~CAR. 1. Lëshon shumë xixa. *Xixëllon zjarri.*
*2.* Ndriçon si një pike e zjarrtë që dridhet në errësirë; ndrit, shkëlqen nga rrezet e dritës që thyhen mbi të; vezullon. *Xixëllojnë dritat. Xixëllojnë yjet. Xixëllon liqeni (deti). Xixëllon në errësirë.*
3. Shkëlqejnë fort nga gëzimi, nga zemërimi ose nga një ndjenjë tjetër e fuqishme, ndritin fort (për sytë). *xixëllonin sytë.*
4. *fig.* Me vjen, me shfaqet në mendje papritur, me shkrep. *xixëlloi një shkëndijë shprese.*
XIXËLLONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Kandërr e vogël, e murrme, me trup të shtypur, e cila e ka pjesën e fundit të barkut të verdhë dhe ndrit si një xixë që ndizet e shuhet natën në fillim të verës; shkëndijëz, bukurezë. *Në maj dalin xixëllonjat. Ka-pin xixëllonja.*
*2. bised., keq.* Vajzë a grua mendjelehtë, që i pël-qen të duket e të bredhë dhe që nuk di ta ruajë buku-rinë e nderin e vet. *Bridhte pas xixëllonjave.*
•*k* Qëllon në xixëllonjë *dikush* qëllon shumë mirë, ka shumë nishan.
XIXËLLUES,~E *mb.* 1. Që ndriçon si një pike e zjarrtë që dridhet; që ndriçon me ndërprerje, që duket sikur ndizet e shuhet, vezullues; që shkëlqen me pika të ndritshme si xixa. *Dritë xixëlluese. Yje xixëlluese. Qiell xixëllues. Rreze xixëlluese. Teh xixëllues. Ngjyra xixëlluese.*
2. Që shkëlqen fort nga një ndjenjë e fuqishme (për sytë). *Sy xixëllues.*
XIXËMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Ndijimi që kemi kur na shpon miza-miza a na sëmbon diçka; sëmbim. *Xixëmimi i plages (i lunges). Xixëmimi i etheve.*
XIXËMON *jokal.,* ~OI, ~CAR. 1. *(me një trajtë të shkurtër të përemrit vetor në r. dhanore).* Ndiejtë me shkojnë miza nëpër trup, me mizëron trupi. *xixëmon trupi.*
2. Me shpon a me sëmbon; me rreh, me lufton (për plagën, për lungën etj.). *I xixëmonte plaga. I xixëmon i thati. I xixëmonte në ijë.*
*3.* Lëshon xixa, xixëllon. *Xixëmon zjarri.*
XKËRIMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zhurma a kër-citja që bëjnë drutë kur digjen me flake e lëshojnë xixa. *Xixërima e druve (e zjarrit).*
XIXËRIN *jokal.,* ~U, ~RË. Kërcet dhe lëshon xixa (për flakën). *Xixërin flak a.*
XKIMERKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vijë e dhëm-bëzuar zbukurimi që ndan lulet e thurura a të qëndi-sura në çorapet prej leshi.
XIXINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. *shih* XHI-XHË,~Ai. *Xixina ari. Qëndis me xixina.*
*JOXIOJi jokal.,* ~OI, ~UAR. Nxjerr a lëshon xixa, xixëllon. *Xixon zjarri.*
XUNKTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *bot.* Bimë ba-rishtore që rritet në brigjet e lumenjve, të liqeneve ose nëpër këneta, me shumë kërcej pa gjethe, të rrum-bullakët, të hollë e të epshëm, të cilët përdoren për të bërë shporta, fshesa etj., për të mbuluar çatitë e ka-solleve etj.
2. *vet. nj. përmb.* Kërcejtë e tharë të kësaj bime, që përdoren për thurje, për fshesa etj. *Shportë (karri-ge, kolltuk) xunkthi. Prodhime xunkthi. Fshesë xun-*
*kthi. Çati me xunkth. Reporti i xunkthit. Thur me xunkth.*
XUNKTHËRI,~A . Xunkthëtari.
XUNKTHËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai *v* me-rret me punimin e xunkthit, ai që bën sende prej xunkthi; xunkthpunues. *Kooperativa e xunkthëtarëve.*
XUNKTHËTARI,~A . Punimi e prodhimi i sen-deve prej xunkthi; puna, zejae xunkthëtarit. *Xunkthëtari e zhvilluar. Xunkthëtari artistike. Punishte xunkthë-tarie. Merret me xunkthëtari.*
XUNKTHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. sh. bot.* Familje bimësh ku hyjnë xunkthi dhe disa bimë të tjera të ngjashme me të.
2. Vend ku rritet xunkthi, vend me xunkth.
XUNKTHPUNUES, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Xunkthë-tar.
XUQ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Plak i rrëgjuar që mezi flet; plak matuf. *Kupo shkon ashtu vetëm xuqi?*
XUQE,~JA. *sh.* ~E, ~ET *bised. Fem. e* XUQ,~I.
XURXULL *mb. bised.* 1. I lagur krejt, nga koka te këmbët; qull; ujë. *U be xurxull* u lag krejt, u lag gjer në palcë. *ka rrobat (këpucët) xurxull. Ishte xurxull në djersë.*
2. Shumë i dehur, sa nuk e rabajnë këmbët, tape. *U be xurxull. Shkoi në shtëpi xurxull.*

# XH

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e tridhjetetretë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja xh. Tingulli xh. Shkronja xh.*
2. 5i *em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja xh. *Xh-ja e madhe (e vogël). Xh-ja nistore.*
XHA m. *palak.* Përdoret pIrpara cmrit të përveçëm të një njeriu të moshuar, kur thirret me nderim nga një me i ri. *Xha Kujtimi.*
XHABA *ndajf. bised.* 1. Falas; qelepir, qyl. *E mori (e dha) xhaba diç k a. Hante xhaba. Punonin xhaba.*
2. Shumë lire, gati falas. *E bleu (e shiti) xhaba.*
XHABAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *bised., keq.* 1. Ai që kërkon të hajë në kurriz të të tjerëve[1], qele-pirxhi.
2. *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
XHADE,~JA . *sh.* ~, ~TË. 1. *bised.* Rrug6 e gjerë, zakonisht e shtruar (jashtë qendrave të ba-nuara), ku kalojnë mjetet dhe njerëzit; rrugë për auto-mjete. *Xhade e gjaië (e gjerë). Xhadeja e vjetër (e re). Xhade e shtruar. Xhadeja e Korçës (e Elbasanit...)* xhadeja që të shpie në Korçë etj. *Buzë (anës) xhadesë. Doli në xhade.*
2. *përd. mb.* edhefr. I shtruar, i rrafshët, i sheshtë; që nuk ka pengesa a vështirësi, shesh me lule. *E bcni fare xhade. E ka rrugën xhade. Jeta nuk është xhade. IJM.*
XHADI,~A . *sh.* ~, ~TË *bised., shar.* 1. Grua e përdalë, lavire.
2. Grua shumë grindavece, llafazane dhe ngatë-rrestare; shtrigë. *Ik, moj xhadi!*
XHAGAJDt)R,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* 1. Njeri i pacipë, që bredh rrugëve dhe që ngrefoset e kapar-diset; kopuk; njeri që kërkon sherr; ngatërrestar që kërkon të grindet me këdo. *Xhagajdur pa mustaqe* njeri që kapardiset pa pasur asnjë vlerë.
2, *Përd. mb.* sipas kuptimit të emrit.
XHAHIL,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *bised., mospërf,* 1. Njeri i paditur dhe i prapambetur, njeri i pagdhen-dur dhe i trashë. *Xhahil i madh. Xhahilët anadollakë.*
2, Njeri i vrazhdë, i egër e i pamëshirshëm; katil. *Ra në dorë të xhahilëve.*
3, *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit.H
XHAJË,~A *m. sh.* ~A, ~AT *krahin. shih* XHA-
XHAKETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Pjesë e sipërme e kostumit, me mëngë, me jakë të kthyer, që përpara është e hapur e mbërthehet me kopsa dhe që vishet zakonisht mbi këmishë. *Xhaketë e hapur (e mbyllur). Xhaketë I shkurtër (e gjatë). Xhaketë sportive* xhaketë shuttle e hapur përpara. *Xhaketë ushtarake. Xhaketë verore. Xhaketë e lehtë. Xhaketë stoft (doku, lëkure). Xhaketë burrash (grash). Xhaketë me zinxhir. Jaka e xhaketës. Kopsa për xhaketa.*
XHAKON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *fet.* Ai që ndjek një shkollë fetare për t'u bërë prift; titull kishtar mëi ulët se prifti; ai që mban këtë titull, ndihmës i priftit në kryerjen e shërbesave fetare (në vendet ku vepron kisha katolike). *Xhakonët e seminar it. U be xhakon.*
XHAKONl,~A . *fet.* 1. Koha që kalon xhakoni në seminar a në shkollën fetare para se të bëhet prift; titulli dhe puna e xhakonit (në vendet ku vepron kisha katolike). *Koha e xhakonisë.*
2. *përmb.* Tërësia e xhakonëve, xhakonët.
XHAM,~I *m. sh.* ~A, ~AT dhe ~E, ~ET. 1. Qelq. *Xham i pathyeshëm. Xham i tejdukshëm. Xham* i *tretshëm* qelq që tretet në uj4. *Xham shishesh. Xham qumësht* qelq i bardhë e i marrtë që përdoret për llam-ba të posaçme, për abazhurë etj. *Xham me ngjyrë. Eni xhami. Rërë xhami* lloj rëre e imët, që përdoret si lëndë e parë për qelqin. *Thyhttsi xham.*
2. Cope qelqi. *I hyri një xham. U pre me xham.*
3. Fletë prej qelqi që vihet në dritare, në dollap etj. për të hyrë drita, për të parë nëpërmjet saj ose për zbukurim; fletë a cope qelqi e punuar për qëllime të ndryshme. *Xham i hollë (i trashë). Xham i punuar. Xham i marrtë (qorr)* xham i veshur, jo i tejdukshëm. *Xham akulli* fletë qelqi e marrtë, zakonisht me gdhendje të ndryshme në sipërfaqe. *Xham kristali. Xham mbroj-tës. Xhamat e dritareve (e dyerve). Xhamat e maki~ nave. Fletë xhami. Derë (dollap) me xham. Tryezë me xham. Pres xhamin. Theu xhamin. Vë (heq) xhamat. Pastroj xhamin. Shikon nga xhami. Vishen (djer-siten) xhamat.*
4. Pllakë e vogël prej qelqi, zakonisht e rrumbu-llakët, që vihet te syzet, tek ora etj., për të parë me mire, për të zmadhuar ose si mbrojtëse. *Xham zma-dhues (optik)* thjerrë. *Xhatnat e syzeve. Xhami i ores.*
5. *bised.* Dritare. *U hap xhami. Nxjerr kokën nga xhami.*
6.| *krahin.* Gotë e qelqtë, qelqe.
7. i *bised.* Pasqyrë. *Duket si në xham.*
8. *bised.* Tas i thellë, zakonisht prej porcelani a prej balte. *Xham me kos.*
*9. vjet.* Brumë i përgatitur me mjaltë e me sheqer të zier dhe me limontoz, që përdorej nga grate për të heqdr pushin e fytyrës e për ta bërë atë të lëmuar. *Vinin xham. E bënin me xham.*
10. *përd. mb. fig.* Shumë i paster; shumëi kthjellët; i ndritshëm. *E ka (e bëri) shtëpinë xham. Qielli ishte xham. 1 ka sytë xham. E ka mendjen xham,*
11. *përd. ndajf.* Shumë (me mbiemra që tregojnë qartësinë ose pastërtinë e diçkaje). *Xham i qartë (i kthjellët, i paster...).*
• Është prej xhami është si.umë i dobët, i brishtë. Lesh xhami (qelqi) *shih te* LESH,~I$_4$. Pambuk xhami ( q e I <j i ) *tek. shih te* PAM-BUK,~U. Ujë (lëng) xhami *shih tek* UJË,~I. Xham vullkanik *min.* shkëmb mineral me ngjyrë të zezë në kafe ose i kuqërremtë në të murrme, që përdoret në prodhimin e çimentos për të rritur cilësinë e saj.
XHAMADAN,~I *m.sh.* ~Ë, ~ËT. Veshje e si-përme prej shajaku për burra dhe gra, si jelek me gajtanë, zakonisht pa mëngë dhe e hapur përpara. *Xhamadan i qëndisur. Xhamadani i çupërisë. Xhamadan pa mëngë* barkës, Ilapore. *Xhamadan me dy kapakë.*
XHAMAPRERËS,~I *m. sh.* ~, —IT. Ai që pret xhamat sipas përmasave të nevojshme.
XHAM^SH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Koritë ku vihen lëkurët bashkë me shqeme për t'u regjur.
XHAMAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. *shih* XHAMTAR,~I.
XHAMBAZ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që shet e blen kuaj a kafshë të tjera për të nxjerrë fitim; ai që shtron e stërvit kuajt xanxarë. *Xhambaz kuajsh. Kale për xhambaz* kale xanxar.

2. *keg.* Njeri që bën dallavere; njeri dredharak që përpiqet t'ua hedhë të tjerëve e të nxjerrë përfi-time për vete; dallaveraxhi; batakçi. *Pazartlëqe prej xhambazi.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Njeri xhambaz.*
XHAMBAZLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET.
1. Puna e xhambazit. *Bënte xhambazllëk me kuaj.*
2. *zakon. sh. bised., keq.* Veprime për të nxjerrë përfitime me rrugë të pandershme, dallavere. *Bënte xhambazllëqe. Merrej me xhambazllëqe.*
XHAMËZOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. Ngur-tësohet e bëhet i thyeshëm si xham. *Xhamëzohet druri. Xhamëzohen gjethet.*
XHAMËZUAR (i,e) *mb.* Që është ngurtësuar e është bërë i thyeshëm si xham. *Gjethe e xhamëzuar.*
XHAMI,~A *sh.* ~, ~TË. Ndërtesë ku bëhen shërbesat sipas riteve fetare të myslimanëve, faltore e myslimanëve (në vendet ku vepron feja islame). *Xhami e vjelër. Minarja e xhamisë. Hajati i xhamisë.*
*Kur s'ke bukë në shtëpi, pse çon vaj në xhami? fj. u.*
• Gjeti xhami (kishë) ku të falet *iron, shih te* KISHË,~A.
XHAMLLËK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. Ndarje e madhe e një ane të dhomës, të ballkonit etj. me xham; dritare a kornizë e madhe me xham. *Xhamllëku i shkallëve. Dhomë me xhamllëk. Ballkon me xhamllëk. Dollap me xhamllëk. Mbulesë (çati) me xhamllëk. Ndaj (rrethoj, mbuloj) me xhamllëk.*
XHAMOR,~E *mb. libr.* Që ka përbërje xhami, qelqor.
XHAMPRERËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vegël dore, që ka në majë një cope të vogël prej diamanti a prej një lënde tjetër shumë të forte dhe që përdoret për të prerë xhama; elmaz.
XHAMPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me punimin e xhamit; ai që bën sende prej qelqi. *Xham-punues i mire.*
XHAMTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që pret dhe vë xhama në dritare etj. *Xhamtarët e kooperativës. 2.* Xhampunues.
XHAMTË *(i,e) mb. 1.* Që dshtë prej xhami, i qelqtë. *Enë e xhamtë. Sy i xhamtë.*
*2.* Që ka faqe të veshura a të mbuluara me xham, që është bërë me xhama të vënë. *Dollap i xhamtë. Derë e xhamtë. Vitrinë e xhamtë.*
3. *spec.* Që është i ngurtë dhe i thyeshëm si xham, që i ngjan xhamit. *Lëndë e xhamtë. Në gjendje të xhamtë.*
4. *fig.* Që është i shkëlqyeshëm dhe i paster, i kthjellët, i tejdukshëm si xham. *Qiell i xhamtë.*
5. *fig.* Që është i ngrirë e i pajetë, i ftohtë, i akullt. *Sy të xhamtë. Vështrim i xhamtë.*
XHAMTHI *ndajf.* Luaj xhamthi: luaj së bashku me fëmijë të tjerë të ndarë në dy grupe, që vendosen brenda dy rrathëve të largët, të quajtur “xhama” dhe që ndjekin njëri-tjetrin për ta kapur.
XHAN,~I *m. bised.* 1. edhe *fig.* Shpirt. *dhemb xhani. I këputet (i digjet) xhani. I mori xhanin. I qan xhani. I plasi xhani. I doli xhani* a) vdiq; b) vuajtl shumë, u mundua shumë për të bërë diçka, i doli shpirti.
2. *përk.* Përdoret kur i drejtohemi një të vogli ose një njeriu të dashur me përkëdheli; shpirt, zemër. *Xhan i nënës (i motrës)! Mos qaj, xhan!*
-*k* E bëj xhan *fëm.* e përkëdhel, e puth dhe e për-qafoj. E kam xhan *fëm.* e dua shumë, e kam shpirt.
XHANAN,~E *mb. bised.* 1. I dashur dhe shpirl-
mirë. *Djalë xhanan. Vajzë xhanane.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Çfarë xhanani që ishte!*
XHANAVAR,~E *mb. bised.* 1. Që nuk tregon kuj-des për veshjen dhe për paraqitjen e jashtme; që është shumë i shkujdesur dhe i çrregullt, shkatarraq. *Njeri xhanavar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Mos men shembull nga xhanavari!*
XHANDAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që shërben në xhandarmëri. *Postë Ikazermë) xhandarësh. Togtxhandarësh. U vesh xhandar. Shërbente si xhandar. I rri si xhandar mbi kokë.*
Xhandar ndërkombëtar shtet i fuqishIm reaksio-nar, që ndërhyn me dhunë për t'u diktuar vullnetin e vet shteteve të tjera më të vogla.
XHANDARMËRI,~A . *sh.* ~, ~TË *pirmb.* Tru-pa ushtarake të veçanta në vendet borgjeze (para Çlirimit edhe në Sbqipëri), që përdorcn për të mbrojtur rendin shtetëror në fuqi, për të shtypur levizjet demo-kratike e revolucionare dhe për disa detyra të poli-cisë gjyqësore; ndërtesa me zyrat e këtyre trupave. *Forcat e xhandarmërisë. Zyrat (kazermat) e xhandar-mërisë. Repartet e xhandar mërisë. Postal e xhandar-mërisë. Toger (komandant) i xhandar mërisë. E thirrën (e mbajtën) në xhandarmëri.*
XHANE,~IA . *përk. Fem. e* XHAN,~I$_2$. *Xha-nia ime! Si je, moj xhane?*
XHANËM *pj. si fj. ndërm. Bised.* Përdoret kur shprehim pakënaqësi ose habi, kur bëjmë vërejtje për diçka që nuk na pëlqen ose kur jemi të detyruar të pranojmë pa qejf diçka a të bëjmë një lëshim; të shkretën. *Si s'merr vesh, xhanim! Lermë rehat, xhanëm! Pse, xhanëm! Ku ishe, xhanëm? E, xhanëm, ashtu është. Mirë, xhanëm, bëjet*
XHANFES,~I *m. vjet.* Pëlhurë e mëndafsbtë, shumë e shkëlqyer, që rri si e ngrirë; Ufta. *Fustan (bluzë) xhanfesi.*
XHANGALLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Bajatnc e pabërë. *Hante ca xhangalle.*
XHANXHfN *bised.* I. *pakuf.* Asnjeri, askush. *Nuk lëvizte xhanxhin. S'mbeti xhanxhin. Xhanxhln njeri.*
II. *ndajf.* Pa asnjeri, zbrazët. *Rruga mbeti xhanxhin.*
XHAUL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ET *fix.* Njësi për matjen e punës, të energjisë ose të sasisë së nxehtësisë, që është e barabartë me punën e bërë për të zhvendosur një meter një trup, kur mbi të ushtrohet një force prej një njutoni, në drejtim të lëvizjes *(shkurt. 3).*
XHAUNIS *jokal.,* ~A, ~UR *Bised.* Flas kot, llo-motit; dërdëllit. *Ç'ka që xhaunis? Puna të vejë mbarë, pa le të xhaunisin.*
XHAVE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Qen që bredh rrugëve e që leh kot e vazhdimisht; qen kasapësh, qen pazari. *Sillet poshtë e lart si ndonjë xhave.*
XHAVËRR,~RRA . *kryes. sh.* ~RRA, ~RRAT.
1. Karthje të holla që ngelin nga bimët ose nga drurët e tharë, degë të holla që mbeten në tokë kur krasitim drurët; lëmishtë. *Mbledh xhavrra. Djeg xhavrrat.* 2. Gjëra me fare pak vlerë, vogëlsira pa vlerë, sende që nuk ngrenë peshë (edhe *fig.*). *Nuk mbahet shtëpia me xhavrra.*
XHAVËRRtNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend me shkurre të dobëta, të thara ose të rrjepura, zabel i rrjepur.
XHAXHA,~I *m.sh.* -^LLARË, ~LLARËT. Vë-
llai i babait kundrejt nipit a mbesës. *Xhaxhai i madh (i vogël). Vajza e xhaxhait. E kam xhaxha. Shkoi ndër xhaxhaUarë.*

XHAXHESHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Gruaja e xhaxhait.

XHAXHI *m. fëm.* Përdoret nga fëmijët kur i drej-
tohen me nderim e me dashuri një të madhi ose kur flasin për të. *Xhaxhi Enveri. Ma dka xhaxhi.*

XHAXHO,~JA *m. sh.* ~, ~T *bised.* 1. Përdoret kur i drejtohemi një të moshuari, të cilit nuk ia dime erarin. *Si je, xhaxhot Çfarë kërkoni, xhaxhof*

2. Burrë i moshuar, plak. *Ishin ca xhaxho.*

XHAZ,~I m. *muz.* 1. Lloj orkestre e përzier, që ka kryesisht vegla frymore " me goditje dhe që luan pjesë të lehta. *Orkestër xhazi.*

*2.* Daulle me disa tambure, të cilave u bien me shkopinj. *bie xhazit.*

3. *mospërf.* Muzikë me prejardhje amerikane, që karakterizohet nga shkelja e rregullave të harmonise e të vijës melodike dhe nga ritmi i shthurur. *Muzikë xhazi. Këngëtare xhazi.*

XHEÇ *pakuf. bised.* Diçka. *Xheç ka. Xheç kërkon. Xheç sheh (dëgjoi). Xheç i lëvizi. Xheç e mundonte. Xheç me tha.*

XHEFKË,~A. . *sh.* ~A, ~AT. Llapushë misri. *heqin xhefkat.*

XHEHENEM,~I *m.* 1. *fet., vjet.* Sipas dogmës së fesë myslimane dhe përfytyrimeve mistike: vend ku gjoja shpirtrat e të vdekurve mundohen e vuajnë për mëkatet që kanë bërë në të gjallë; *kund.* xhenet. *Zjarri i xhehenemit. Shkon (zbret) në xhehenem. S'e djeg as xhehenemi* ka bërë shumë të këqija e mizori, është njeri i keq sa me s'behet.

2. *fig. bised.* Vend ku njeriu vuan e mundohet shumë; mundim i madh trupor e shpirtëror; ferr, skëterrë-*E kaluara ishte xhehenem. lu be jeta xhehenem, I ra një xhehenem mbi kokë. Portia na shpëtol nga xhehenemi. Dolëm nga xhehenemi në xhenet* dolëm nga vuajt jet e mjerimi në liri e lumturi.

XHEKU *ndajf. bised.* Çoku. *Xheku e kam pare. Xheku ka shkuar. Xheku vjen. Xheku e përdorin. Xheku hyn në punë.*

XHELA,~JA . Lëndë e dhjamtë, që përdoret për t'i dhënë shkëlqim syprinës së këpucëve prej lëkure. *Xhela e bardhë. Xhela pa ngjyrë (me ngjyrë). Lyej me xhela. Shkëlqen nga xhelaja.*

XHELAT,~I *m. sh.* ~E, ~ËT. 1. Ai që u pret kokën njerëzve të dënuar me vdekje ose që i var ata në litar; ai që zbaton dënimet trupore; therës. *Sëpata e xhelatit. Me shpirt (me zemër) xhelati.*

2. *fig.* Njeri gjakatar dhe i pamëshirshëm; vrasës mizor. *Xhelat i egër. Xhelatët fashistë. Xhelatët e popujve.*

XHELATÌNË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Undë që nxirret duke zier gjatë në ujë kocka, lëkure e inde të tjera shtazore dhe që përdoret në gjellëtari, në in-dustrinë farmaceutike, fotografike e tekstile, në pro-dhimin e letrës etj.; qull i ngrirë e i tejdukshëm që bëhet duke ftohur lëngun e mishit a të peshkut ose duke i shtuar atij lëndë ngjitëse. *Xhelatinë mishi. Xhelafina e kockave. Xhelatinë peshku. Fletë xhelatinë. I hedh xhelatinë.*

XHELËP,~I *m. sh.* ~E, ~ET *hist.* Tatim që pa guhej për bagëtinë në kohën e pushtimit osman dhe të regjimeve të kaluara. *Paguanin xhelepin. U kërkonin (u merrnin) xhelepin.*XHELEPÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *hist.* Ai që mblidhte xhelepin. *Vinin xhelepçinjtë. I dëbuan xhelepçinjtë.*

XHELOZ,~-E *mb.* 1. Që vuan nga xhelozia, që ka xhelozi për dike a për diçka; që shpreh xhelozi. *Burrë xheloz. Grua xheioze. Është (bëhet) xheloz.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

XHELOZl,~A . 1. Ndjenjë nga e cila vuan di-kush, kur dyshon për dashurinë ose për besnikërinë e bashkëshortit a të njeriut të dashur. *Xhelozi e forte (e madhe). Shfaqje xheloziç. Vuan nga xhelozia.*

*2. libr.* Zell, këmbëngulje e madhe për të mbrojtur a për të ruajtur diçka; fanatizëm. *E man me xhelozi.*

XHENAZE,~JA . *sh.* —E, ~ET *bised., vjet.* 1. Trupi i të vdekurit, i rregulluar në arkivol; meiti, i vdekuri (sipas përdorimit që kishte kjo fjalë ndër myslimanët). *Lanin xhenazen. Ndreqi (rregulloi) xhe-nazen. Përcollën xhenazen. Sikur ka një xhenaze në shtëpi.*

*2.* Tërësia e ceremonive fetare, që bëheshin ndër myslimanët kur varrosej dikush. *Dita e xhenazes.*

3. *përd. mb.* Shumë i dobësuar, i tretur e i bërë kockë e lëkurë (nga ndonjë sëmundje etj.). *Ishte bërë fare xhenaze.*

XHENET,~I *m.* 1. *fet., vjet.* Sipas dogmës së fesë myslimane dhe përfytyrimeve mistike: vend shumë i bukur, ku gjoja jetojnë në lumturi shpirtrat e të vdekurve që nuk kanë bërë mëkate në të gjallë; *kund.* xhehenem. *Xheneti e xhehenemi shkojnë bashkë. S'ka xhenet në atë jetë.*

*2. fig. bised.* Vend i bukur dhe i begatë, vend ku mund të jetojë njeriu i lumtur, parajsë. *Xhenet mbi dhe. E bënë xhenet.*

3. *përd. mb. bised.* Që është vetë i qeshur, i gëzuar je gojëmbël dhe që u sjell gëzim edhe të tjerëve. *Është djalë (njeri) xhenet. Ka marrë një grua xhenet.*

XHENIER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *usht.* Ushtarak i trupave të xhenios; specialist për xhenion. *Repartet 'e xhenierëve. Lopata e xhenierit. Shërben si xhenier.*

XHENIER,~E *mb. usht.* 1. Që ka të bëjë me xhe-nierët, i xhenierëve; që përbëhet prej xhenierësh. *Trupa (reparte) xheniere.*

2. Që ka të bëjë me punimet e ndryshme të xhenios në ushtri; që përdoret për punimet e xhenios, i xhenios. *Pengesa xheniere. Stërvitje xheniere. Pajisje xheniere. Punime xheniere.*

XHENIO,~JA . *usht.* Trupa ushtarake, që me-rren me ndërtimet për mbrojtje e për sulm, me shka-tërrimin e pengesave, me minimet etj.; specialitet në ushtri që përfshin këto detyra. *Arma e xhenios. Ushtar (oficer) I xhenios. Report xhenioje. Teknika e xhenios. Shërben në xhenio.*

XHENXHEFIL,~I *m. sh.* —A, ~AT *bot.* Biroë barishtore shumëvjeçare e vendeve të nxehta, me gje-the si heshta e me lule të verdha, rizomat e së cilës kanë një lloj vaji dhe përdoren të thara për t'u dhënë erë të mirë pijeve, gatesave etj. *Vaj xhenxhefili. Salep me xhenxhefil. Me karafil e xhenxhefil. I hedh xhenxhefil.*

XHEP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesë e një rrobe në trajtën e një qeseje të qepur nga brenda ose si
cope përsipër, e cila shërben për të vënë sendet që mbajmë me vete ose për zbukurim. *Xhep i brendshëm (ijashtëm). Xhep i vogël (i madh). Xhep i thellë. Xhep* i *rremë. Xhepi i xhaketës (i pantallonave, i jelekut). Xhep me zinxhir. Mbush (zbraz) xhepat. Mbaj (fut) në xhep.*

2. Ndarje e vogël e yeçantë, e qepur nga tri anë në një çantë, në një valixhe etj. *Xhepi i çantës (i va-lixhes, i kuletës).*
3. Përdoret në tog me një emër tjetër për të she-nuar diçka të vogël a të paktë, që mund të mbahet me vete. *Ore (sahat) xhepi. Shami xhepi. Bllok xhepi. Fjalor xhepi* fjalor shumë i vogël. *Thikë xhepi. Para xhepi* të holla që mban njeriu me vete për shpenzime të vogla.
4. *spec.* E thelluar a grope në një send, në tokë etj., në të cilën mblidhet, grumbullohet një lëndë a futet diçka. *Xhep nafte (gazi). min. Xhepat e pistes. Xhepat e bilardos* gropat anës tryezës së bilardos, ku futen bilat. *Xhepi i plages* qeskë me qelb në një plage. *Xhepat e malit. Xhepat e syve* qeska nën sy. *Hapin xhepa.*
5. *usht.* Depërtim i thellë i një pale ndërluftuese në një pjesë të ngushtë prapa vijës mbrojtëse të kun-dërshtarit. *Krijuan një xhep. E asgjësuan (e rrafshuan) xhepin.*
*6. fig. bised.* Të hollat, paratë që ka një njeri; të ardhurat, pasuria e dikujt. *Me xhepin e huaj. Pagoi (shtoi) nga xhepi. Është e shtrenjtë për xhepin tim. S'ia mbante xhepi. Kujdeset për xhepin e vet. Nga një xhep dalin.*
•*k* E futi në xhep *dike* e shtiu në dorë dike, e bëri për vete. Të fut ndër xhepa është i vetmi për të mashtru-ar. E ka në xhep *diçka* e ka në dorë diçka, nuk i mungon, e nxjerr kur të dojë; e ka të sigurt një gjë. E ka në xhep *dike* e ka futur në dorë dike, nuk ka nga luan. Kruaj xhepat *shih te* KRUAJ 3. I mbusni xhepat *shih te* MBUSH. la ngrohu xhepin *dikujt shih te* NGROH. I preku xhepin *dikujt* e mori vesh sa *të* holla ka, e pa a e kuptoi sa para ka. I është shpuar xhepi (kuleta) *iron, shih te* SHPOHEM. 1 shton nga xhepi *dikush* shton nga vetja fjalë, që nuk i ka thënë dikush. E vë (e fut, e ruaj) në xhep a)e marr diçka që me thotë një tjetër, e ruaj dhe nuk e harroj; b) nuk e harroj një të keqe që me ka bërë dikush, ia mbaj vath nëvesh për t'ia nxjerrë njëditë. Nuk vihet në xhep *dikush* nuk i besohet fare, nuk i duhet zënë besë; nuk e mban fjalën. Me xhep *të* zbrazët *shih te* ZBRAZËT (i,e). I zbrazi xhepat *shih te* ZBRAZ. Nuk me hyn gjë në xhep nuk fitoj asgjë, nuk kam asnjë përfitim. E ka xhepin të ngrohtë *shih te* NGROHTË (i,e). E ka xhepin plot *shih te* PLOT. E ka xhepin (kuletën) të shpuar *shih te* SHPUAR (i,e). T'i këndon (t'i lexon) letrat (kartat) në xhep është shumë i zoti e i mprehtë, ta merr vesh çfarë ke të fshehtë. Me pesë para në xhep *shih te* PESË. Rri me dorë në xhep harxhon, paguan ore e cast. Rri me duar në xhepa (në ijë, në mes, në brez, në bel, në gji) *shih tek* IJË,~A. E vuri në xhepin e pasmë *shih te* PASMË (i), ~E (e). Vjen (shkon) me duar në xhepa vjen pa asgjë në duar; vjen pa u përgatitur. G a z e t ë xhepi *shih te* GAZETË,~A.
XHEPASH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Vjedhës xhepash.
XHEPFRYRË *mb.* Që i ka xhepat plot me para, i pasur.XHEPGRlSUR *mb. shih* XHEPSHPUAR.
XHEPHANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Depo municioni. *Çelësat e xhephanes. Ruante xhephanen.* 2. Municion.
XHEPSHPUAR *mb.* 1. Që prish shumë dhe nuk i mbetet gjë në xhep; dorëlëshuar. *Është xhepshpuar.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
XHEPZBRAZUR *mb.* Që nuk ka asnjë para në xhep, që i ka xhepat të zbrazët.
XHERAH,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Ai që më-sonte nga përvoja diçka prej mjekësisë dhe që merrej me operacione të vogla e me shërimin e plagëve; ai që bënte synet fëmijët. *Thika e xherahut. Mori një xherah.*
XHERKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Lloj lakre që bën kokë të bardhë e përdoiet shumë për turshi.
XHERR,~I m. *vjet.* Shpërblim në të holla, që u jepej sazexhinjve në një dasmë ose hoxhallarëve për ndonjë shërbim.
XHEVAHIR,~I *m.sh.* ~E, ~ET. 1. Diamant, bri-lant; gur i çmueshëm. *Gur xhevahiri. Varg me xhe-vahire.*
2. *fig.* Diçka shumë e çmuar a shumë e bukur. *Xhevahir i natyrës. Është një xhevahir.*
3. *iron.* Fjalë a veprime të gabuara ose krejt pa vend. *Xhevahire shtypi. Thotë xhevahire. Ka plot xhe-vahire.*
4. *përd. mb.* Shumë i mirë, i dashur e i sjellshëm, që ka zemër shumë të mirë; shumë i vlefshëm e i çmueshëm. *Djalë (vajzë) xhevahir. Fjalë xhevahir.*
XHEVAHlRTË (i,e) *mb.* Që është prej xhevahm; që është bërë me xhevahire. *Gur i xhevahirtë. Kurorë e xhevahirtë. Lule e xhevahirtë.*
XHEVAP,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Përgjigje. *solli xhevap. Priste xhevap. I dha xhevap* iu përgjigj. *E ndau xhevapin* iu përgjigj po ose jo. *Është i xhe-vapit* ta jep përgjigjen aty për aty, shpejt.
XHEVERDARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Lloj pushke e vjetër me strall e me dorëz të drejtë, që mbu-shej nga gryka.
XHEZA,~JA . *sh.* ~, ~TË *vjet.* Ndëshkim, dë-nim; gjobë; gjobitje. *Xheza e madhe. I dha xhezanë. Pagoi xhezanë.*
XHEZVE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Enë e vogël prej metali, me bisht të gjatë e zakonisht me grykë të ngushtuar, që përdoret për të bërë kafen etj. *Xhezve e madhe (e vogël). Xhezve njëshe (dyshe). Xhezve elektrike. Xhezve bakri (alumini). Bishti i xhezves. Vë xhezven në zjarr. Ziej në xhezve.*
2. *krahin.* Gryka e kacekut nga del ajri për t'i fryrë zjarrit.
XHËRROKULL,~I *m. bot.* Bimë barishtore shu-mëvjeçare e helmet, me gjethe të shpeshta, të zgjatura e të mprehta në majë, me lule ngjyrëvjollcë të hapët, që mbin nëpër livadhe me lagështi, që lëshon nën tokë një qepujkë ngjyrëkafe dhe që përdoret në mje-kësi.
XHIBAL,~I *m. hist.* Këshill gjyqësor që zbatonte në kohën e sundimit osman Kanunin e Maleve në
trojet ku aivepronte; kanuni a ligji i maleve. *Gjyqet e xhibalit. Ligji i xhibalit. Kanuni i xhibalit* Kanuni i Maleve ose Kanuni i Lekë Dukagjinit.
XHIBËR *mb. bised.* 1. I shkathët dhe i gjallë. *Qen xhibër. I ka fëmijët xhibër. Është xhibër.*
2. I vrazhdë, i ashpër, i egër. *V be xhibër* u egërsua.
3. I forte (për duhanin). *Duhan xhibër.*
XHIBLIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mbulesë e gjerë prej pëlhure të hollë si rrjetë a prej nape, që hidhet sipër e rreth shtratit për t'u mbrojtur nga mizat e mushkonjat; shtrat i mbrojtur nga një mbulesë e tillë. *Mbulohet me xhiblik. Hodhi xhiblikun. Fie në xhiblik.*
XHIDAVl,~A . 1. *anat.* Pjesa e ngritur në fund të zverkut te bagëtitë, që formohet nga zgjatimet e rruazave të shtyllës kurrizore dhe nga majat e shpa-tullave. *Xhidavi e gjerë (e rrumbullakët). Xhidavia e kalit (e gomarit, e lopës). Lartësia në xhidavi.*
*2. veter.* Plage që i del kafshës në këtë vend nga samari, plage e rëndë. *Iu be një xhidavi. I hapi një xhidavi.*
XHIGER,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* 1. *zakon. sh.* Mëlçitë e bagëtisë; mushkëritë. *Xhigerët e dashit (e deles).*
*2.* Të përbrendshmet e trupit të njeriut.

• I nxori xhigerin i çau barkun me thikë a me ba-jonetë, e theri, e vrau mizorisht.
XHIKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *vjet.* 1. Emër që për-dorej për të thirrur me nderim një grua myslimane të shkuar në moshë. *foli xhikës. Xhikë Merjemja.*
*2.* Gruaja që shoqëronte nusen te shtëpia e dhëndrit, ku rrinte një natë.
XHIKO,~JA.jA. ~, ~T *vjet. shih* XHIKË,~A i.
XHILË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dy kokrra arra të vena njëra mbi tjetrën kur luajnë fëmijët me to, pile dyshe. *Sa xhila goditi?*
2. Dy kokrra të një peme të lidhura në një bisht ose të ngjitura bashkë; dy a me shumë vargje misri ose duhani të varura bashkë. *Xhila qershie (mani). Xhila misri (duhani).*
XHIND,~I *m. sh.* ~E, ~ET *mit.* Figure e be-simeve dhe e përrallave popullore me prejardhje nga Lindja, e cila përfytyrohet si shpirt i keq, që del natën e që ka fuqi të mbinatyrshme mbi njerëzit e mbi sen-det. *Xhindet e nates. Dolën xhindet. Shkeli xhindet. Përzuri xhindet. E zunë (e pushtuan) xhindet. Si xhindi në shishe* ka fuqi të madhe, por nuk e përdor dot.
• U be xhind u zemërua keq, u tërbua nga inati. I hipën (i kërcyen, e zunë, e kapën) xhindet (qipujl) u zemërua keq, u ndërkrye. Është me xhinde është zemëruar keq, është gjithë inat; është njeri që zemë-rohet shpejt. I zbritën (i ranë) xhindet (qipujt) i iku zemërimi, u qetësua.
XHINDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* XHIND,~I.
2. *bised.* Vajzë a grua shumë e bukur.
XHINDËR,~RI *m.* Erë që fryn duke rrotulluar e duke ngritur përpjetë pluhurin ose ujin në det a në liqen, shakullinë, dredhë.
XHINDOS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* Bëj që të tër-bohet nga zemërimi, e bëj të ndërkrehet. *E xhindosi me fjalë.*
XHINDOSEM *vetv. bised.* Me pushton një zemërim i madh, bëhem si i tërbuar nga diçka, me kapin xhin-det; ndërkrehem. *U xhindos nga inati.*
XHINDOSUR (i,e) *mb. bised.* 1. Që është zemëruar shumë, që është bërë si i tërbuar nga diçka; i ndërkryer. *Kale i xhindosur. U be si i xhindosur,*
2. Që shpreh zemërim e tërbim; i tërbuar, i marrë. *Me zë të xhindosur. Erë e xhindosur.*
XHINGËL,~LA . *kryes. sh.* ~LA, ~LAT. 1. Sende të vogla si pafta e sumbulla, prej metali, që varin grate në gjoks sistoli; stringla; rrathë metalikë që i vihen dajres anash. *Xhingla florin. Var xhingla.*
2. *fig.* Diçka e vogël e pa rëndësi, çikërrimë, vo-gëlsirë (edhe *fig.). Merret me xhingla.*
XHINGËRRIMA,~T . *vet. sh. shih* XHINGËL,
~:LA.
XHINGLA-MINGLA,~T . *vet. sh. 1. shih* XHIN-G^ËL,~LA.
2. Sende të vogla zbukurimi.
XHINS, ~I *m. vjet.* Soj, fis; race. *Xhins i mirë (i keg). Xhinsi ynë. Xhins pas xhinsi. Jane një xhins. E ka për xhins.*
XHINXHERKË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Zog sa një trumcak, me pupla të larme, që e bën folenë nëpër zgërbonja.
XHIRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve XHIROJ, XHIROHET. *Xhirimi ifilmit. Xhirimi i pllakës (igomave). Xhirimi i kapitalit (i fondeve, i mallrave). Xhirimi në llogari. Shpejtësia e xhirimit.*
XHIRO,~JA . *sh.* ~, ~T. 1. *shih* RROTULLIM, ~I2. *Xhirot e rrotës. Xhirot e motorit. Bën xhiro ntqkina* i rrotullohen gomat në vend makinës dhe nuk ecën.
2. *fin.* Sasia e mallrave që shet një njeri ose ndërmarrje tregtare brenda një kohe të caktuar, e shpre-hur në të holla; qarkullim. *Xhiro ditore (mujore). Xhiro e përgjithshme. Xhiro e mallrave. Xhiro e të hollave. Plani i xhiros. Vëllimi i xhiros. Tatim mbi xhiron. Bën xhiro.*
3. *ek.* Qarkullimi që bëjnë në një ndërmarrje lën-dët e para dhe mjetet e tjera për të nxjerrë një pro-dhim të gatshëm. *Fondet e xhiros* lëndët e para, ato ndihmëse e të tjerat dhe prodhimet ende të papërfun-duara, që ka një ndërmarrje. *Mjetet e xhiros* fondet e qarkullimit dhe fondet e xhirimit të një ndërmarr-jeje.
4. *bised.* Shëtitje. *Bëj një xhiro* shëtit pak në rrugë a në bulevard, i bie tutje e tëhu bulevardit.
XHIROHET. *Pës. e* XHIROJ i3,4. *Xhirohet një film. Xhirohet nga banka.*
XHIROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* RROTU-LLOJ i. *Xhiroj rrotën.*
I2. *jokal. vet. veto III. shih* RROTULLOHEM i. *Xhiron rrota. Xhiron me shpejtësi. Xhiron në vend.*
i3. *fin.* Bij yeprimet me dokumente për t'i kaluar shumat e të hollave nëpërmjet bankës ndërmjet ndër-marrjevc të ndryshme; qarkulloj. *Xhiroj një çek.*
*4.* Marr në film, filmoj. *Xhiruan një film.*
XHIRUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *fin.* Ai që nën-shkruan për t'i kaluar shumat e të hollave nëpërmjet bankës një ndërmarrjeje tjetër, ai që nënshkruan çekun a urdhërxhirimin.
2. Ai që filmon; operator. *Xhiruesit e filmit.*
XHIXHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Send i vogël pa vlerë, cope e vogël dhe e ndritshme prej xhami a metali që përdoret për zbukurim ose si lodër për të
vegjlit.
2. *shih* XIXË,~A.
XHIXHËL,~LA. *sh.* ~LA, ~LAT. *shih* XHIN-GËL,~LA *u*
XHIXHËLL,~LLA . *sh.* ~LLA, ~LLAT *bot.* Bimë barishtore dyvjeçare e dëmshme, me kërcell të drejtë, me gjethe bardhoshe, me lule në ngjyrë të kuqe, që mbin në kullota a në gurishte.
XHIXHIMËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT *zool.* Trumcak, harabel.
XHIXHO,~JA . *sh.* ~, ~T *bised.* Grua e mo-shuar; përdoret nga grate për të thirrur me nderim një grua tjetër më të moshuar në familje.
XHOKAPUNUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që qep xhoka, guna ose veshje të tjera prej shajaku.
XHOKAXHI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. *shih* XHOKAPUNUES,~I.
XHOKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Veshje e sipërme dhe e trashë prej shajaku për gra e për burra, pa mëngë ose me gjysma mëngësh a me mëngë të gjata të he-dhura prapa (sipas krahinave), që shkon deri në brez dhe që ka zakonisht një pjesë me thekë prapa, e cila hidhet mbi kokë. *Xhokë e bardhë (e zezë). Xhokë me thekë (me xhufka).*
*k* Ta pret xhokën *dikush shih te* PRES i.
XHOKËGRISUR *mb.* Që e ka xhokën të grisur; i varfër.
XHOL,~I i *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Arra ose guri me i madh, më të cilin goditen arrat e tjera ose gurët e tjerë në një lojë; guri që hedhim e presim në lojën guraçokthi; kaqol; qokël. *Xhol i madh. Xhol i rëndë (i lehtë). E gjuajti (e goditi) me xhol. Priti xholin.*

2. Pjesë e një sendi në trajtë të rrumbullakët, kokë. *Xholi i çomanges.*
XHOL,~I ii *m. sh.* ~A, ~AT. Figure e veçantë në letra, që përdoret në vend të çdo letre tjetër; lojë me letra, në të cilën fiton ai që lidh i pari Ietrat që ka në dorë, zakonisht me ndihmën e këtij figure. *Marr xholin. Gjeti xholin. I doli (i ra) xholi. Luajnë xhol.*
•*k* Hyn (futet) si xhol fut hundët në çdo punë, për-zihet edhe aty ku nuk i takon.
XHONTURK,~KU *m. kryes. sh.* ~Q, ~QIT *hist.* Pjesëmarrës të lëvizjes politike borgjeze dhe të organizatës "Bashkim e përparim", që synonte ta kufizonte pushtetin absolut të sulltanit në Perandorinë Osmane dhe ta kthente Turqinë në një monarki kushtetuese borgjeze, duke ruajtur gjithnjë shtypjen e popujve të tjerë të;:'•andorisc e të masave puno-njëse (në fund të shek. XIX e në fillim të shek. XX); turqit e rinj. *Lëvizja e xhonturqve. Revolucioni i xhon-turqve. Vegla të xhonturqve. Lufta kundër xhonturqve.*
XHONTURK,~E *mb. hist.* Që ka të bëjë me xhon-turqit; që bëhej nga xhonturqit ose që drejtohej prej tyre, i xhonturqve. *Qeverla xhonturke. Lëvizja xhon-turke. Rregjimi xhonturk. Propaganda xhonturke.*
XHORAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Xhore.
XHORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Shkop i madh, i trashë e me një kokë në majë; çomange; topuz. *Preu një xhore. E goditi me xhore.*
*2. fig.* Njeri i trashë dhe i pagdhendur, i paditur; njeri i veshur pa kujdes, i palarë e i pakrehur (sidomos për grate).
XHUBLETË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Veshje prej shajaku të zi, të trashë e të forte, pa mëngë, me mes të ngushtë e me fund të gjerë si kambanë e va-lëzuar, që e veshin zakonisht grate e Malësisë së Ma-dhe e të Dukagjinit. *Xhubletë vajzash (grash). Xhub-letë me gajtanë. Vesh (heq) xhubletën. Mbajnë xhubleta.*
XHUFKADREDHUR *mb.* Që ka xhufka me fije të dredhura. *Jorgan xhufkadredhwr.*
XHUFKA-XHUFKA *ndajf.* 1. Në shumë xhufka; tufa-tufa. *lidhi xhufka-xhufka. Kishte mbirë bari xhufka-xhufka.*
*2. përd. mb.* Që ka shumë xhufka, që është me shumë xhufka. *Perde xhufka-xhufka.*
XHUFKË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Tufë fijesh a thekësh, që vihet në feste, te perdet, anës një mbu-ley; etj. si zbukurim. *Xhufkë e madhe (e vogël). Xhuf-kat e perdeve. Xhufka e festes. Opinga me xhufka. Bëj xhufkat. I qep xhufkat.*
*2.* Tufë lulesh të mbledhura grumbull si kurorë a si vile në majën e një bime. *Xhufka e misrit* lulja e misrit. *Xhufka e fshesës. Nxjerr xhufkë. U presin xhufkat.*
3. Tufë fijesh a sendesh të lidhura së bashku. *Xhufkë flokësh. Xhufkë gjethesh (kallinjsh). Xhufka bari. Xhufka e rrënjës.*
4. *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare e livadheve, me gjethe të gjata e të ashpra që dalin tufë nga rrënjët dhe me lule të imëta ngjyrëmanushaqe mbi një kër-cell të hollë, të cilën nuk e ha bagëtia.
• Zero me xhufkë (me bisht) *keq. shih te* BISHT,~I.
XHUFKËGJATË *mb.* Që i ka xhufkat të gjata; që mban një veshje a një feste me xhufka të gjata. *Feste xhufkëgjatë.*
XHUFKËVARUR *mb.* Që i varcn xhufkat nga veshja a nga festja.
XHUFKlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimit të fol-jes XHUFKON. *Koha (periudha) e xhufkimit. Para (pas) xhufkimit.*
XHUFKON *jokal.,* ~OI, ~CAR. Lëshon xhufkë (për misrin). *Xhufkon misri.*
XHUFKOR,~E *mb. bot.* Që përbëhet nga një tufë e dendur fijesh të imëta (për rrënjët); që del si xhufkë. *Rrënjë xhufkore. Sistemi rrënjor xhufkor. Barëra xhuf-kore. Gjethe xhufkore.*
XHULI,~A. *sh.* ~, ~TË. Veshje e sipërme prej shajaku të zi, pa mëngë, me gajtanë të kuq e me
xhufka të gjata, që shkon me poshtë se mesi; gunë e shkurtër. *Veshi xhulinë.*
XHULLtRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Shkopi i tundësit bashkë me rrethin që ka në fund; tundës.
XHUMA,~JA (e) . *sh.* ~, ~TË (te) *vjet.* E prem-te. *Dita e xhuma.*
XHUMAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Shufër hekuri për të mbajtur të nderë pëlhurën që endet në vegjë. *vuri xhumarin.*
2. Kallami i gjepit ku mbështillet fija.
XHUMARE,~JA . Lëngu që mbetet pasi hiqet vaji nga kuqla e ullinjve të shtrydhur.
XHUMBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Xhungë, gungë. *Xhumbë e madhe (e vogël). Ballë (kokë) me xhumba, Iu be (i doli) një xhumbë.*
*2.* Diçka e bërë si top. *Xhumbë balte. Një xhumbë gjizë (oriz).*
3. Tufë. *Xhumbë taçesh. Xhumbë njerëzish. U mblo-dhën xhumbë.*
*k* M'u be xhumb6 në grykë (a£ bark) m'u be lëmsh në grykë.
XHUMBËL,~LA *f.sh.* ~LA, ~LAT. Xhumbë e vogël. *lu be një xhumbël. U mblodhën xhumbël.*
XHUMBUSH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Argëtim më të pirë e me saze, aheng. *Xhumbush dasme. Në kulmin e xhumbushit.*
XHUNGA-XHCNGA *mb.* Që është me shumë të ngritura si gunga, që është me shumë xhunga. *E kishte kokën xhunga-xhunga. E kishte fundin xhunga-xhunga. U he xhunga-xhunga.*
XHUNGË,~A *f.sh.* ~A, ~AT. 1. Gungë në trup a në kokë, që del nga ndonjë goditje ose nga një së-mundje; kurriz i dale jashtë. *Xhungë e madhe (e vogël). Xhungë në ballë (në kokë). Iu ul (iu ngrit) xhunga. Iu be (i doli) një xhungë.*
*2.* Pjesë e dale si gungë në trung a në degë të dru-rëve; e dale në një enë prej metali nga një goditje. *X hung at e pemës. Shkop me xhunga. Degë me xhunga. Kazan (kusi) me xhunga.*
3. Nyje e madhe e lidhur, kokël. *Xhungat e shamisë (e litarit). E iidh xhungë.*
4. Pjesë e ngritur në një rrafsh a në tokë; gungë. *Dyshek me xhunga. Vend me xhunga. U ulën në një xhungë.*
XHUNGËL,~LA i *f.sh.* ~LA, ~LAT. Xhungë e vogël.
XHUNGËL,~LA n *f.sh.* ~LA, ~LAT. 1. Pyll shumë i dendur e pothuaj i pakalueshëm në vendet e nxehta. *Xhungël e pakalueshme. Kafshët e xhunglës. U futën në xhungël. Kaluan nëpër xhungël.*
*2. fig. libr.* Punë shumë e ngatërruar dhe e vështirë, pothuaj pa rrugëdalje. *Hyri në një xhungël.*

3. *fig. libr.* Vend a mjedis shoqëror, në të cilin zhvillohet një luftë e ashpër, e egër dhe e pamëshir-shme për të mbijetuar. *Xhungla kapitaliste. Ligji i xhunglës.*

XHUP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. Veshje e sipërme grash prej shajaku të bardhë, e gjatë deri në mes c zakonisht pa mëngë, e qëndisur në shpinë e tek ijët(në disa krahina mbahej edhe nga burrat). *Xhup i qëndisur.*

*2.* Veshje e sipërme si xhaketë e trashë, e mbushur me pambuk dhe e rrahur dendur me tegela, që vishet në kohë të ftohtë në punë, në ushtri etj.; pambukore. *Xhup pambuku. Xhup lëkure (doku). Veshi xhupin.*

13. Triko leshi.

XHURA,~JA *sh.* ~, ~TË. Fyell i shkurtër i bariut. *jfryn (i bie) xhurasë.*

XHURDI,~A . *sh.* ~, ~TË. Veshje e sipërme burrash prej shajaku të zi, e gjatë deri në mes, me mëngë të shkurtra, me jakë katrore, me thekë nga pas e me xhufka në supe, që përdoret zakonisht në Shqipërinë e Veriut e në Shqipërinë e Mesme; xhokë. *Thekët (xhufkat) e xhurdisë. Vesh xhurdinë. Hedhin xhurdinë krahëve.*

XHUVELE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Degë e vogël a bisk me shumë kokrra njëra pranë tjetrës. *Këputi një xhuvele.*

XHUVETË,~A *sh.* ~A, ~AT. Xhufka e misrit; xhufkë.

XHUXH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Figure e përrallave popullore, që përfytyrohet si një qenie shumë e shkurtër.

2. Burrë a djalë i shkurtër nga shtati, shkurtabiq.

3. *si mb.* ~, ~E. Shumë i shkurtër, shkurtabiq; shumë i vogël. *Djalë xhuxh. Vajzë xhuxhe. Shelg xhuxh. Birhë xhuxhe. Mbeti xhuxh.*

XHUXHE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* XHUXH,

XHUXHMAXHUXH,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Figure e përrallave popullore, që përfytyrohet si një plak shumë i shkurtër dhe me mjekër të gjatë, i ci)i banon nën dhe; xhuxh. *Xhuxhmaxhuxh me mjekër.*

2. Burrë a djalë shumë i shkurtër nga shtati, shkurtabiq; xhuxh.

3. *si mb.* ~, ~E. Shumë i shkurtër, shkurtabiq; shumë i vogël; xhuxh.

XHUXHUMAK,~E *mb. fëm.* 1. Shumë i shkurtër, xhuxh. *Plak xhuxhumak.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.

XHYBE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veshje e sipërme e gjatë dhe e lirshme, e lëshuar deri afër këmbëve, me kinda njëri mbi tjetrin, që e mbajnë disa popuj të Lindjes; pallto e gjatë e hoxhallarëve dhe e der-vishëve. *Xhybe e gjelbër.*

*2.* Veshje e sipërme grash prej cohë, zakonisht e gjatë deri afër këmbëve, pa mëngë dhe e qëndisur me tehri ari; pallto e gjatë dhe e lirshme. *Xhybe e qëndisur. Xhybja e nuses. Veshi xhyben.*

3. *fig. keq.* Mbulesë për të fshehur fytyrën e vërtetë a qëllimet e vërteta.

XHYMERT,~E *mb. vjet.* 1. Dorëdhënë, bujar. *Djalë xhymert. Bëhet xhymert.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Ishte xhymert i madh.*

# Y

1. Një nga zanoret e gjuhës shqipe dhe shkronja e tridhjetekatërt e alfabetit të saj, e cila shënon këtë zanore. *Zanorja y. Tingulli y. Shkronja y.*
2. *si em. f.* Zanorja dhe shkronja y. *Y-ja nistore. Y-ja e vogël (e madhe). Y-ja e dorës (e shtypit).*
3. *[lexo:* ipsilon] Përdoret në matematikë e në fizikë për të shënuar një madhësi të panjohur ose të varur, zakonisht krahas shkronjës "x" *[lexo:* iks].
Y n *pasth. thjeshtligj.* 1. Përdoret për të shpre-hur përbuzje a neveri për dike a diçka. *Y, sa i pacipë! Y, turp të ketë!*
2. Përdoret për të shprehur habi kur shohim diçka jo të zakonshme; ua. *Y, sa qenka!*
YÇ,~I *m.* Lojë që luhet nga dy lojtarë, të cilët vendosin dhe lëvizin nga tre gurë mbi një katror të ndarë kryq në katër katrorë më të vegjël; tresh. *Luaj-në yç.*
YÇKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT. 1. Shkak i sajuar, arsye e rreme që paraqitet për t'iushmangur një pune ose për ta penguar atë; pengesë, ngatërresë. *Yçkla pas yçklash. Nxjerr (gjen) yçkla. Kërkon një yçkël. Dolën ca yçkla. E përdori siyçkël. Duhet gjetur yçkla. Ka një yçkël në këtë mes.*
2. E metë a dobësi që e ka dikush ose që i vishet dikujt; cen. *Ka një yçkël ai. 1 ngjiti (i vuri) një yçkël.*
3. *zakon. sh. bised.* Hollësitë a imtësitë e diçkaje, të fshehtat ose pikat e ndërlikuara të diçkaje. *Yçklat e zanatit. Yçklat e prodhimit. Yçklat e pushkës. la njoh yçklat.*
YEJ *jokal.,* ~VA, ~RË. Kaloj gjithë natën pa gjumë, e gdhij gjithë natën. *E yenë gjithë natën.*
YHA *pasth. thjeshtligj.* Përdoret për të shprehur mospëlqim a mospërfillje për diçka. *Yha, që kur është kjo! Yha, këtë e di gjithë bota! Yha, sa e kanë bërë këtë para teje!*
•*k* E zunë me yha *dike* e vunë përpara dike duke e tallur; e ndërprenë ose e dëbuan më të bërtitura mospëlqimi.
YJENDEZUR *mb. poet.* Që është plot me yje të ndritshme. *Qiell yjendezur. Nate yjendezur.*
YJENDRITUR *mb. poet.* Që ndrit nga yjet.
YJEPLOTË *mb. poet.* Që është i mbushur a i sto-lisur plot me yje. *Qielli yjeplotë. Nate yjeplotë.*
YJESTOLISUR *mb. poet.* Që është stolisur me yje, yjeplotë, yjendritur.
YJESHUAR *mb. poet.* Që nuk i duken me yjet, ngaqë ka aguar. *Në qiellin yjeshuar.*
YJËSI,~A. *sh.* ~, ~TË. Grup yjesh që përbëjnë një figure të dukshme në të njëjtën zone të kupës qiellore dhe që kanë një emër të përbashkët. *Yjësia e Arushës së Madhe. Yjësia e Arushës së Vogël. Yjësia e Luanit. Yjësia e Shigjetarit.*
YJËZIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimit të foljes YJËZOHET. 2. *shih* YJËSI,~A.
YJËZOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. Mbushet me yje, që ndriçojnë në errësirë. *Yjëzohet qielli.*
YJËZON *jokal.,* ~OI, —UAR. Shkëlqen si yll. *Yjëzojnë dritat.*
YJËZUAR (i,e) *mb.* Që është i mbushur me yje. *Qiell i yjëzuar.*
YJOR,~E *mb. libr.* 1. Që ka të bëjë me yjet, që lidhet me yjet, i yjeve. *Sistem yjor. Hartë yjore. Dritë yjore. Lëtnsh yjor. Trup yjor.*
2. Që ka për qëllim studimin e yjeve. *Ekspeditë yjore.*
• Shi yjor *astr. shih te* SHI,~U.
YLBER,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Hark i ndritshëm në qiell, që ka shtatë ngjyrat e spektrit të dritës dhe që krijohet zakonisht pas shiut nga thyerja e rrezeve të diellit e nga pasqyrimi i tyre në pikat e ujit të reve. *Ngjyrat e ylberit. I bukur si ylber. Doli ylberi. Shikon ylberin.*
YLBERTË (i,e) *mb. libr.* Që ka ngjyrat e ylberit; që është shumëngjyrësh si ylberi; që i ngjan ylberit. *Shkëlqim (vezullim) i ylbertë. Dritë e ylbertë. Rreze të ylberta. Hark (brez) i ylbertë. Shall i ylbertë. Agim (perëndim) i ylbertë.*
YLEFE,~JA . *sh.* ~, ~TË *vjet.* dhe *iron.* Rrogë.
YLL,~I *m. sh.* YJE, YJET dhe YJ, YJTË. 1. edhe *astr.* Trup qiellor i ngjashëm me Diellin, që ndo-dhet shumë larg Tokës dhe që duket natën në qiell si pike e ndritshme; çdo trup qiellor, përveç Diellit dhe Hënës, që ndrit natën në qiell. *Yll i largët (i ndritshëm, i madh). Yjet e qiellit. Yll i dyfishtë. astr.* sistem prejdy yjesh që ushtrojnë një force tërheqëse mbi njëri-tjetrin dhe rrotullohen rreth një qendre të përbashkët. *Ylli i Mëngjesit (i Mbrëmjes, i Karvanit, i Dritës)* planeti Afërdita. *Ylli Polar* ylli në bisht të Arushës së Vogël, i cili shënon gjithnjë Veriun. *Drita e yjeve. Harta e yjeve. Grumbull yjesh. Nate me yje (pa yje). Dolën yjet. Xixëllojnë yjet. U shua ylli ifundit. Shkëlqen si yll. I bukur si yll.*
2. *bised.* Meteor që ndriçon në qiell gjatë rënies në Tokë. *Ra një yll. U këput një yll.*
3. *fig. vjet.* Fat, Iumturi (sipas besimit të kotë se kishte një yll që ndikonte në jetën, në fatin e secilit). *Ka lindur me yll* ka shumë fat, është fatlumtur. *Lindi në\ yll të mirë (të keq). E ndihmoi ylli i vet. Ishte njeri me yll. Ylli si dylli* fati është i paqëndrueshëm. *Të humbtë ylli! mallk. T'u shoftë ylli! mallk.* u shofsh!
J4. *fig. bised.* Etnri i mirë i një njeriu, fame. *Ylli i tij. Ka yll në rreth të burrave.*
*5. fig.* Njeri që shquhet në një veprimtari të cak-tuar; artist me emër të madh në kinematografi. *Yll i kinematografisë. Ylli i baletit. Ylli i futbollit.*
*6.* Figure me pesë a me me shumë cepa, që ka kënde dhe brinjë të barabarta. *Yll me pesë cepa. Cepat e yllit. Vizatoj një yll.*
*1.* Shenjë dalluese, në trajtën e kësaj figure, me pesë cepa, që vihet në veshje a diku tjetër si simbol, që përdoret në gradat ushtarake ose që i jepet dikujt për merita të veçanta në një veprimtari të caktuar. *Ylli i kuq. Ylli partiian. Ylli i artë. Ylli i flamurit. Ylli i Heroit të Popullit. Ylli i Heroit të Punës Socia-liste. Ylli i kapelës.*
8. Send, qëndismë ose diçka tjetër që ka trajtën e kësaj figure. *Ylli i mollës* lulja e mollës; zemra e niollës kur pritet si rreth. *Qëndisi një yll.*
*9- fig.* Diçka që ndriçon rrugën, fener ndriçues. *Yl( ndriçues. Është yll për Shqipërinë.*
10. *shtypshkr.* Yllth.
11. *bised.* Lez, lyth.
12. *përd. mb.* Shumë i bukur. *E ka vajzën yll.*
•*k* Dbjetë me yll thuhet për notën më të lartë në shkollë, kur nxënësi a studenti është përgjigjur në mënyrë të shkëlqyer. Ngrihet (niset) me yje ngrihet shumë herët në mëngjes, ngrihet pa gdhirë mirë. Nu-mëroj yjet *shih te*

NUMËROJ. I perëndoi ylli *dikujt a diçkaje* a) po e mbyll jetën, edhe pak kohë i ka mbetur për të jetuar, e hëngri çairin; b) i ka kaluar koha, e kapërceu kulmin e vet e tani shkon drejt rënies. U pjek ylli kanë një natyrë ose zakone, dëshira e synime të njëjta, shkojnë mirë njëri me tjetrin; kanë gjetur njëri-tjetrin. Iu shua ylli *diçkaje shih te* SHUHEM. Ylli i ballit lulja e ballit. Me yll në ballë i shquar midis të tjerëve; trim i madh. Si yll i këputur *shih te* KËPUTUR (i,e). Sheh yllin e merr pyllin thuhet për dike, që nuk matet para se të bëjë diçka, që shkon pas berihasë. L u 1 e ylli *bot. shih te* LULE,~JA. Yll me bisht kometë.

*ILL DETI zool.* Kafshë deti me trup të shtypur, qc ka pesë a me shumë rreze.

YLLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Lopë a dhi me një shenjë në ballë në ngjyrë tjetër.

2. *zakon. sh.* Lloj makaronash të vogla në trajtë ylli. *Supë me ylle.*

YLLËS,~I *m.sh.* ~-; ~IT. 1. *bot.* Lloj karafili i vogël, që ka zakonisht pesë petla në ngjyrë trëndafili. 2. *zakon. sh. shih* YLLE,~JA $_2$.

YLLKË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Pesëshe fëmijësh të moshës parashkollore në kopshte, që drejtohet nga një edukatore, si forme e organizimit të fëmijëve para se të bëhen fatosa.

2. Fëmijë i moshës parashkollore, që bën pjesë në këtë pesëshe. *Yllkat e kopshtit. Shfaqja e yllkave. U be yllkë.*

3. Ylle.

YLLSHUAR *mb. bised.* 1. Fatkeq, fatzi. 2. *përd. em.* I vdekuri; i nxiri, i shkreti. *Mos ma zër në gojë yllshuarin!*

YLLTH,~I *m. sh.* ~E, ~ET *shtypshkr.* Shenjë grafike në trajtë të një ylli të vogël, që përdoret në botimetë ndryshme për shënimet bibliografike e sqa-ruese ose për qëllime të tjera; shenjë që përdoret në gjuhësi përpara një fjale a një trajtë të rindër-tuar. *Vë yllthin. Ndaj me tre yllthe. Fjalë me yllth.*

YMËR,~RI *m. bised.* Jeta e njeriut; të jetuarit. *Ymër i gjatë (i shkurtër). Ymri i njeriut. I mori ymrin* e vdiq. *Paç ymër! ur.* qofsh me jetë! *paç me ymër! ur.* qofshin me jetë të gjatë! (për fëmijët). *Iu shoftë ymri! mallk.* vdektë!

• I mori ymrin *dikujt* e mundoi shumë dike, i nxiu jetën, i mori shpirtin.

YMËRGJATË *mb. bised.* Jetëgjatë. YMËRSHKURTËR *mb. bised.* Jetëshkurtër.

YNDYRË,~A. *sh.* ~A, ~AT. 1. Lëng veshtullor që del kur ziejmë mishin e majmë ose kur shkrijmë dhjamin; lyre që del përsipër gjellës me mish a me vaj. *Yndyra e gjellës. Yndyra e mishit. Me shumë yn-dyrë. Pa yndyrë. Ka yndyrë. I man (i heq) yndyrën.*

*2. zakon. sh.* Dhjami, gjalpi e vaji që përdoren si ushqim. *Yndyra bimore (shtazore). Prodhimi i yndy-rave. I hedh yndyrë gjellës. Skuq me pak yndyrë.*

3. *zakon. sh.* Lëndë organike, të patretshme në ujë, që hyjnë në përbërjen e organizmave (të bimëve, të kafshëve e të njerëzve) dhe që gjenden me shumicë në mishin e kafshëve e të njerëzve, në qumësht, në vaj etj. *Përmban yndyra. Djegia e yndyrave.*

*4.* Lyre që del mbi lëkurë te njerëzit a te kafshët; papastërti e lyrshme në leshin e bagëtive, në flokët e njerëzve, në rrobat etj. *Yndyra e lëkurës. Yndyra e flokëve (e leshit). Yndyra e duhanit. bised.* nikotina e duhanit që grumbullohet në pipe. *Gjëndrat e yndyrës. anat. Lëshon yndyrë.*

5. *bised.* Rrëshira e pemëve. *Yndyra e dëllinjës.*

*6. fig. bised.* Sjellja e rregullt dhe e mirë, mirësjellja e njeriut; kripa, lezeti i njeriut. *Ka yndyrë. Njeri pa yndyrë* njeri i shpëlarë, njeri pa kripë.

*k* S'del yndyrë *nga diku sh* nuk sjell asnjë lloj përfitimi a dobie dikush.

YNDYRËSI,~A . *shih* YNDYRSHMËRI,~A.

YNDYRËZIM,~I *m. libr.* 1. Krijimi i yndyrës në sipërfaqe të diçkaje. *Yndyrëzimi i flokëve.*

2. *spec.* Lyerja me yndyrë e diçkaje për ta zbutur. *Yndyrëzimi i lëkurës.*

YNDYROR,~E *mb. spec.* Që ka të bëjë me yndy-rat, i yndyrave, që ka yndyra. *Lëndë (acide) yndyrore. Vajra yndyrore. Gjëndër yndyrore. Ind yndyror. Ush-qime yndyrore.*

YNDYRSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka shumë yndyrë; i lyrshëm. *Qumësht i ymfyrshëm. Djathë i yndyrshëm. Gjellë e yndyrskme,*

2. Që lëshon shumë yndyrë, që mban shumë yndyrë në sipërfaqe. *Lëkurë e yndyrshme. Flokë të yndyrshëm.*

YNDYRSHMËRt,~A . 1. Të qenët i yndytshSm.

2. Shkalla e përmbajtjes së yndyrës në diçka. *Yn-dyrshmëria e djathit (e qumështit). Me yndyrshmëri të madhe.*

YNDYRTË (i,e) *mb.* 1. *shih* YNDYRSHËM (i), ~ME (e). *Gjellë e yndyrtë. Ushqim i yndyrtë.*

2. *shih* YNDYROR,~E. *Acid i yndyrtë. Lëndë të yndyrta.*

YNË *pron. (gjin., dhan., kallëz.* TONE; *sh.* TANË *(kur prona shënohet nga një emër i gjinisë mashku-llore).* 1. Që na përket neve, pronari i të cilit jemi nc, që e kemi ne. *Libri ynë. Oborri ynë.*

*2.* Që ka të bëjë me ne, që ka lidhje të ngushta, lidhje gjaku, lidhje farefisnie a ndonjë lidhje tjetër me ne (edhe kur i drejtohemi dikujt me dashuri). *Babai (gj'yshi, djali, vëllai) ynë. Shoku ynë. Fqinjët tanë. Përkrahësit tone. Të ftuarit (miqtë) tanë. Më-suesi ynë. Drejtuesi (përgjegjësi) ynë.*

3. Të cilit i përkasim edhe ne, pjesëtarë a anëtarë të të cilit jemi edhe ne, në të cilin bëjmë pjesë edhe ne; që i përket vendit tone; që e drejtojmë ne, në krye të të cilit jemi ne. *Atdheu ynë. Rrethi ynë. Vendi ynë. Deti (bregdeti) ynë. Qyteti (fshati) ynë. Universiteti ynë. Teatri ynë. Nxënësit (studentët) tanë. Brezi ynë. Shekulli ynë. Sektori (reparti) ynë.*

4. Që e kemi ne, qëështëte ne;që na përket neve; që na dallon a na karakterizon ne; që lidhet me ne, që është a që bëhet për ne. *Mendimi (qëllimi) ynë. Vullneti ynë. Zakoni ynë. Nderi ynë. Gëzimi ynë. Sipas mendimit tone. Në shërbimin tone. për hatrin tone.*

5. Që është përgatitur a është hartuar nga ne, që e kemi bërë ose e bëjmë ne, që del a krijohet së pari nga ne; që nxirret a që prodhohet në vendin tone; që e ushtrojmë ne. *Fjalori ynë. Projekti (plan!) ynë. Bakri (kromi, qymyrguri) ynë. Çeliku ynë. Profesioni (specialiteti) ynë. Gabimi (faji) ynë.*

*6.* Që na pëlqen me shumë, që e duam me shumë se të tjerët. *Vendi ynë i përditshëm. Ushqimi ynë me i mirë.*

7. *si em.* YNI *sh.* TANET. Një i afërt, më të cilin kemi lidhje gjaku, farefisnie ose lidhje të ngushta miqësie; njeri, më të cilin na bashkojnë të njëjtat synime, pikëpamje etj.; njeri, të cilin e duam dhe të cilit i besojmë shumë. *Është yni. Erdhën tanët. Fituan tanët.*

8. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1-6 të përemrit pronor.

YRNEK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised.* Gjedhe, model, mostër; shembull për dike a diçka. *Yrnek i rrallë. Yrneku i rrobave. E preu sipas një yrneku. E mori yrnek. Sa për yrnek.*
*-k* Një yrnek Jane *mospërf., keq.* janë njësoj, nuk kanë ndryshim njëri nga tjetri.
YRT,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Kopsht ose are që gjendet pranë shtëpisë; tokë e thurur përreth shtëpisë. *Punonte yrtin.*
YRYSH,~I *m. bised.* 1. Hov, vrull, turr; vrap i shpejtë. *Yryshi i erës (i lumit). Mori yrysh. I preu yryshin. Punon me yrysh. I dha një yrysh. Ku vete me kaq yrysh ?*
2. Sulm. *Yrysh mbi armikun! Bëri yrysh m b i dike a diçka* sulmoi dike a diçka. *E thy en me yrysh armikun. E morën me yrysh kalanë.*
YRRJA *pasth. thjeshtligj.* Përdoret si nxitje përtë bërë diçka me vrull; jepi.
YRRJA-BYRRJA *ndajf. bised.* Pa rregull, rrëmujë. *E bënë yrrja-byrrja.*
YST,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Shtesë në të holla që i jepej dikujt mbi një gjë që shkëmbehej për të barazuar vlerën. *Paratë e ystit. Jepnin yst.*
*k* Doli yst doli mbi të tjerët, doli i pari.
YSHMER,~I *m.* Ëmbëlsirë që bëhet me ajkë qu-mështi, me vezë dhe me petë të thërrmuara.
YSHT *ka!.,* ~A, ~UR. 1. *vjet.* Shqiptoj fjalë a formula magjike, sipas besëtytnive, për ta shëruar dike ose për ta shpëtuar nga ndonjë e keqe a rrezik; *kund.* çysht *Yshtnin fëmijët (të sëmurët). I yshtte magjistarja.*
*2.* Nxit, shtyj dike për të thënë a për të bërë ver-bërisht çdo gjë që i them unë; ia prish mendjen dikujt me fjalë. *E kanë yshtw mirë. E yshti që ta vriste. Mos e ysht në rrugë të gabuar.*
YSHTAR,~Iw. *sh.* ~Ë, ~ËT *vjet. shih* YSH-TËS,~I.
YSHTARE,~JA . ^*h.* ~E, ~ET *vjet. shih* YSH-TËSE,~JA.
YSHTARt,~A. *vjet.* Puna e yshtësit ose e yshtëses.
YSHTEM *vjet. Pës. e* YSHT.
YSHTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *vjet.* Ai që yshtte (sipas besëtytnive).
YSHTËS,~E *mb. vjet.* Që merrej me yshtje; që përdorej për yshtje, që mendohej se vepronte për yshtje. *Fjalë yshtëse.*
YSHTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Plakë që merrej me yshtje (sipas besëtytnive), frymëtore.
YSHTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve YSHT, YSHTEM. *Yshtja e të sëmurit. Yshtjet e plakave.*
2. Fjalë a shprehje, që shqiptoheshin kur yshtnin dike; të yshturat (sipas besëtytnive).
YSHTUR,~A (e) . *kryes. sh.* ~A, ~AT (të) *vjet.* Fjalë, shprehje dhe veprime për të yshtur, yshtje (sipas besëtytnive).
YSHTUR (i,e) *mb.* I shtyrë, i nxitur nga dikush tjetër. *Ishte i yshtur.*
YSHYR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *hist.* Taksë a e dhjetë në natyrë që u merrej bujqve gjatë sundimit osman. *Yshyri i tokës. Jepnin yshyrin.*
2. *bised., vjet.* Prodhim bujqësor; prodhim që me-rret nga pernët; pemë që japin fruta. *Vilnin (mbli-dhnin) yshyrin. Piqen yshyret. Fshati ynë kishte shu-me yshyre.*
YT *pron. (gjin., dhan., kallëz., rrjedh.* TEND; *para emrave të farefisnisë* TËIV *sh.* TU (e) *(kur prona shënohet nga një enter i gjinisë ntashkullore).* 1. Që të përket ty, pronari i të cilit je ti, që e ke ti. *Kostumi yt. Libri (lapsi) yt.*
2. Që ka të bëjë me ty, që ka lidhje të ngushta, lidhje gjaku, lidhje farefisnie a ndonjë lidhje tjetër me ty. *Babai (gjyshi, djali, vëllai) yt. Yt atë (yt bir, yi villa, yt kunat). Burri yt. Fqinjët e tu. Njerëzit e tu. Përkrahësit e tu. Miqtë (të ftuarit) e tu. Mësuesi*
*yt-*
3. Të cilit i përket edhe ti, pjesëtar a anëtar i të cilit je edhe ti, në të cilin bën pjesë edhe ti; që e drej-ton ti, në krye të të cilit je ti. *Qyteti (fshati) yt. Vendi yt. Atdheu yt. Sektori (reparti) yt. Nxënësit (studentët) e tu. Brezi yt.*
4. Që e ke ti, që është tek ti; që të përket ty; që të dallon a të karakterizon ty; që lidhet me ty, që është a që bëhet për ty. *Trupi (krahu, syri) yt. Flokët e tu. Zëri yt. Vullneti yt, Zakoni yt. Nderi yt. Gëzimi yt. Sipas mendimit tend. Në shërbimin tend. për të mirën tënde. për hatrin tend.*
5. Që është përgatitur a është hartuar nga ti, që e ke bërë ose që e bën ti, që del a që krijohet së pan nga ti; që e ushtron ti. *Tregimi (studimi) yt. Projekti (plani) yt. Profesioni (specialiteti) yt. Gabimi (faji) yt.*
6. Që të pëlqen me shumë ty, që e do me shumë se të tjerët. *Sporti yt. Vendi yt i përditshëm. Ushqimi yt me inure.*
7. *si em.* YTI *sh.* TUTË (të). Një i afërt, më të cilin ke lidhje gjaku, lidhje farefisnie ose lidhje të ngushta miqësie; njeri, më të cilin të bashkojnë të njëjtat synime, pikëpamje etj.; njeri, të cilin e do dhe të cilit i beson shumë. *Është yti. Erdhën të tutë. Fituan të tutë.*
8. *Përd. em.* sipas kuptimeve 1-6 të përemrit pronor.
YVELL,~LLI *m,sh.* ~J, ~JTË *bot.* Veshtulla e bardhë; veshtull.
YZENGJl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Secili prej dy harqeve të vegjël prej metali me paftë nga poshtë, që varen me rrip në të dyja anët e shales e që i shër-bejnë kalorësit për të vënë këmbët. *Yzengjia e majtë (e djathif)_. Rripi i yzengjisë. Vuri këmbët në yzengji. Nxori këmbën nga yzengjia.*
2. *anat.* Njëra prej tri kockave të vogla që ndo-dhen brenda veshit të mesëm dhe që shërbejnë për të përçuar tingujt. *Çekani, kudhra dhe yzengjia.*
• E ka bumbur fare yzengjinë *dikush* nuk për-mbahet, nuk pyet njeri, është shthurur fare. Është me këmbë në yzengji *dikush* a) është gati për të ikur; b) jeton e punon në kushte shumë të mira, pa telashe e vështirësi. Nuk i qëndruan këmbët në yzengji *dikujt* nuk qëndroi shumë në një punë a në një detyrë të mirë, s'e pati të gjatë.

# Z

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e tridhjetepestë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja z. Tingulli z. Shkronja z.*
2. *si em. f.* Bashkëtingëllorja dhe shkronja z. *Z-ja e madhe (e vogël). Z-ja e dorës (e shtypit).*
ZABARI,~A . *sh.* ~, ~TË *bot.* Bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të drunjëzuar, që rritet nëpër vende të thata dhe që përdoret në mjekësinë popullore për të shëruar sifilizin.
ZABE,~JA . *sh.* ~, ~TË *krahin.* 1. Rrip prej lëkure pemësh (kryesisht mani, vidhi etj.), që përdoret për të lidhur ose për të mbështjellë shartesën. *E lidhi me zabe. Shtrihet si zabe.*
2. Hobe. *E hodhi gurin me zabe.*
ZABEL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Pyll i vogël e i de-ndur a pjesë pylli e ndarë me vete, korije; vend me drurë e me shkurre të dendura. *Zabel i dendur (i rra-lluar, i ripërtërirë). Zabel me dushk. Në mes të zabelit. U fut në zabel.*
ZABËRHAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përb.* Njeri i keq, i pacipë e jo i ndershëm, që sorollatet rrugëve kot; rrugaç. *Zabërhan rrugësh!*
ZABIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *vjet.* Oficer. *Zabit turk. Zabitët e mbrtit. E bënë zabit.*
2. *keq.* Oficer i egër, i vrazhdë e i paditur, oficer i pashpirt që shtyp dhe mundon popullin. *Është oficer i popullit, s'është zabit. Sillet si ndonjë zabit. Iku koha e zabitëve.*
ZABCA,~OI *m. sh.* ~ONJ, ~ONJTË. Kunj druri ose metali, që futet në anën e boshtit të qerres për të mbajtur rrotën që të mos dale. *Zabua hekuri (druri). U këput (doli) zaboi.*
ZABULLIMË,~A . *krahin.* Bulçim, ufëm, za-gushi. *Zabullimë e madhe. Është zabullimë.*
ZABULLOHEM *vetv.,* ~OVA (n), ~UAR *krahin.* Me zihet fryma nga vapa e madhe, me mbyt ufma.
ZADRIMOR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendas nga Zadrima ose ai që e ka prejardhjen nga Zadrima.
ZADRIMOR,~E ^*mb.* Që lidhet me Zadrimën ose me zadrimorët, që është karakteristik për Zadrimën ose për zadrimorët, i Zadrimës ose i zadrimorëve; që është krijuar nga zadrimorët. *Veshje zadrimore. Valle (këngë) zadrimore.*
ZAGALL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JTË *krahin.* Fre për kuaj.
ZAGAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Qen gjahu, la-ngua. *Zagar lepujsh. Zagar puple* zagar për gjuetinë e shpendëve të egra. *Lehja e zagarëve. E ndoqën (e rrethuan, e kapën) me zagarë. Ndërseu zagarët. Sillej rrugëve si zagar.*
2. *fig. përb.* Shërbëtor i bindur e i përulur i dikujt, vegël besnike e të zotit, laro. *Zagarët e beut. Zagarët e imperializmit (e fashizmit, e revizionizmit).*
3. *thjeshtligj., shar.* Burrë a djalë që sillet rrugëve kot dhe bredh pas femrave; rrugaç. *Zagar rrugësh.*
•*k* Mbeti (ra) si zagari (si ujku) në thekër *shih tek* UJK,~U *i.*
ZAGARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ZAGAR,
ZAGËN,~NA . *sh.* ~NA, ~NAT. Pjesë are 2 ngushtë dhe e gjatë, pak më e ngritur në mes, që ka në të dy anët vija kulluese, lehe, vllajë; pjesa e dheut e ngritur midis dy hullive; hulli, brazdë. *Zagën gruri (misri, duhani, qepësh, hudhrash). E mbollën në zagna.*
ZAGORIT,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendas nga Zagoria ose ai që e ka prejardhjen nga Zagoria.
ZAGORIT,~E *mb.* Që lidhet me Zagorinë ose me zagoritët, që është karakteristik për Zagorinë ose për zagoritët, i Zagorisë ose i zagoritëve; që është krijuar nga zagoritët. *Grate zagorite. Veshje zagorite. Valle zagorite.*
ZAGUSHI,~A . Bulçim, ufëm. *Zagushi e madhe. Ditë me zagushi. Bën (është) zagushi. Të mbyt (të merrfrymën) zagushia.*
ZAHIRE,~JA . *kryes. sh.* ~, ~TË *bised.* Sende ushqimore që përgatiten e grumbullohen për t'u ruajtur për një kohë të gjatë dhe për t'u përdorur me vonë, zakonisht në dimër; ushqimet e dimrit, tëmotjet. *Zahiretë e dimrit. Zahire për kafshët. Vuri (hodhi, futi, mblodhi) zahire. Bëri zahiretë. Ka (ruan, mban) zahire.*
ZAHMET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised., vjet.* Mun-dim, mund; vështirësi, zor. *Me (pa) zahmet. Ka zahmet. E futi në zahmet. Bëj zahmet!* përpiqu!; mos përto! *Hoqi zahmet* u lodh, u mundua. *Sa të bën zahmeti?* sa të bën mundimi (puna)?, sa duhet të të paguaj për këtë punë? ZAHMETSHËM (I), ~ME (e) *mb. Bised., vjel.* I mundimshëm; i vështirë, i zorshëm. *Punë e zahmet-shme.*
ZAIF,~E *mb. bised., vjet.* I sëmurë, i pamundur. *Ishte pak zaif.*
ZAKON,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Mënyrë ve-primi, sjelljeje etj., që është ndjekur e është përsëritur vazhdimisht nga dikush; shprehi e fituar nga përsëritja e vijueshme e një veprimi, e cila ruhet për një kohë të gjatë. *Zakon i mirë (i keg, i dëmshëm). Sipas zakonit* si zakonisht. *E ka (e bëri) zakon. E preu (e hoqi) atë zakon.*
*2.* Rregull a normë në mënyrën e jetesës (në sjell-jenj në veshjen, në marrëdhëniet shoqërore etj.), që është vendosur historikisht e zbatohet si ligj i pashkruar nga një popull, nga një fis, nga një klasë a shtresë shoqërore etj. dhe që trashëgohet brez pas brezi; *vet. sh.* doke. *Zakone të reja (përparimtare, socialiste). Zakone të vjetra (të dëmshme, konservatore, prapanike). Zakone fisnore (patriarkale, kanunore). Zakonet e vendit. Zakonet e dasmës (e lindjes, e vdekjes). Burrë (plak) zakoni* burrë (plak) që ndjek zakonet e vjetra. *Forca e zakonit. Doke e zakone. Thyen (shkel, prish, zhduk) zakonet. Si e do (si është) zakoni. Nuk e kanë zakon.*
3. *hist.* Kanun. *Sipas zakonit.*
4. *vet. sh.* Të përmuajshmet e grave.
• Ujku qimen ndërron, por zakonin s'e harron *shih\ tek* UJK,~U r.
ZAKONISHT *ndajf.* Sipas një rregulli të caktuar, si e kam zakon, si rregull; me fort, me dendur, me shpesh, pothuaj çdo here, pothuaj gjithnjë. *Vjen si iakonisht. E nisi punën si zakonisht. Zakonisht ngriifet në orën gjashtë. Pihet zakonisht përpara buke. Përdoret zakonisht në numrin shumës.*
ZAKONOR,~E *mb.* Që ka të bëjë me doket e za-konet e një populli, të një fisi, të një klase a shtrese shoqërore etj.; që mbështetet në doket e zakonet, që është vendosur a bëhet sipas zakonit, i zakonit. *E drejta (tradita) zakonore. Norma (rregulla) zakonore.*
ZAKONSHËM (i), ~ME *(e)mb.I.* Që s'kagjë të veçantë nga të tjerët, që s'dallohet a nuk shquhet prejjtë tjerëve nga ndonjë veçori; që haset shpesh, që është shumë i përhapur; që përdoret rëndom, i rëndpmtë. *Njeri i*

*zakonshëm. Gjë e zakonshme. Çelik (laps) i zakonshëm. Ecje e zakonshme. Ngjarje (ndodhi) e zafconshme. Veshje e zakonshme. Karkaleci i zakonshëm. zool. Fjalë (shprehje) e zakonshme.*
*2.* Që bëhet sipas një plani ose një rregulli të caktuar që me pare, që kryhet ashtu rregullisht; *kund.* i jashtëzakonshëm. *Kongres (sesion) i zakonshëm. Mbledhje e zakonshme. Leja e zakonshme.*
3. Që lidhet me një mënyrë sjelljeje, veprimi etj. a me diçka tjetër, e cila i është bërë shprehi dikujt; që lidhet me mënyrën e rregullt e të përditshme të jetesës e të punës së dikujt. *Mori pijen (gjellën) e zakonshme. U ul në vendin e zakonshëm. U largua me buzëqeshjen e zakonshme.*
4. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.
ZAKONTË (i,e) *mb.* I zakonshëm. *Njeri i zakontë. Jetë e zakontë. Ndodhi (punë) e zakontë. Veshje e xakontë.*
ZAKUM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot., krahin.* Helmës.
ZALI,~A . Të fikët. *ra zali. I vjen si zali.*
ZALIS *kal.,* ~A, ~UR. Bëj që t'i bjerë të fikët. *Ky diell të zalis.*
ZALISEM *vetv.* Me bie të fikët.
ZALlSJE,~A . Gjendja dhe veprimi sipas kup-timeve të foljeve ZALIS, ZALISEM. *Ra në zalisje.*
ZALISUR (i,e) *mb. 1.* Që i ka rënë të fikët. *Ra (u shtri) i zalisur. E gjeti të zalisur.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Të za-lisurin e shtrinë në shtrat.*
ZALL,~LLI *m. sh.* ~JE, ~JET. 1. Gur i vogël e i lëmuar, që gjendet zakonisht në shtratin e lumit dhe buzë detit a liqenit; gurë të yegjël e rërë që sjell lumi me vete; buza e lumit, e detit a e liqenit me këta gurë, zakonisht e thatë, zallishtë. *Zali i rrumbullakët. Zaje të bardha. Zali lumi. Gur zalli. Shtresë zalli. Sjell zali (lumi). Rrinte në zali. E shtroi me zali (me zaje).*
2. *sh.* ~LLE, ~LLET *vjet.* Breg uji (lumi, deti, liqeni etj.). *Zalli i detit (i oqeanit). Zallet e Shqipërisë. Nga një zali në zallin tjetër. Doli në zali.*
• Zali *mi* zali kudo, në të gjitha anët; lart e poshtë. Gjallë e në zali *shih te* GJALLË. E la në zali e la pa ndihmë, pa përkrahje e pa kujdesje, e la ngushtë, e la në të keq. Mbeti në zali mbeti pa ndihmë e pa përkrahje, mbeti ngushtë, mbeti në të keq. Mbeti si guri në zali (në ujë, në lumë) *shih te* GUR,~I. Mbeti si peshku në zali (pa ujë) *shih te* PESHK,~U.
ZALLAHI,~A . Rrëmujë dhe zhurmë e madhe, pështjellim, gurgule. *Zallahi e madhe. Gjithë ajo za-llahi. V be zallahi.*
ZALLAMAHI,~A . *shih* ZALLAHI,~A.
ZALLINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokë e keqe, që ka shumë gurë, tokë e përzier me zali; zallishtë. *Është zallinë.*
ZALLlSHTË,~A. *sh.* ~A, ~AT dhe ZALLf-SHTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. Bregu i lumit, i detit a i liqenit, zakonisht i thatë, i mbuluar me zali; vend me zali, tokë që ka shumë gurë, zallinë. *Zallishta e lumit (e liqenit). Zallishta e malit. Pyllëzuan zallishtën. Ishte vendi zallishtë. Ecte nëpër zallishtë.*
ZALLOR,~E *mb.* Që është i mbuluar me zali, që ka shumë zali; që përbëhet nga zalli. *Breg (plazh) zallor. Tokë zallore.*
ZAM,~I *m. shih* ZAMKË,~A.
ZAMAN,~I *m. vjet.* Kohë, epokë; vitet e kaluara, koha e shkuar, e kaluara. *Në zamanin e pare. Burrë zamani. Nuse zamani. Këngë zamani. Një here e një zaman.*
•*k* Mot e zaman *shih te* MOT,~I.
ZAMARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *muz.* Vegël e vogël frymore, me dy tyta paralele e me gjuhëz, që bëhet zakonisht prej kashtës së grurit, të thekrës, prej kallami etj.; fyell. *Melodi me zamare. Grupi i zamareve. I bie zamares. Dëgjohen zamaret.*
ZAMBAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Bimë me kërcell të hollë e të drejtë, me zhardhok të vogël, me gjethe të gjata si heshtë, me lule si hinkë nëngjyrëtë kuqe, të bardhë, të verdhë etj. dhe me erë të mirë, që lulëzon në fillim të verës dhe që rritet për zbukurim. *Zambak i bardhë (i kuq, i verdhë). Zambak fletëgjerë.Zambaku shqiptar, Zambak uji (deti). Lule zambaku. Erë zambakësh. Tufë zambakësh. I bukur si zambak.*
ZAMBAKORE,~T . *vet. sh. bot.* Familje bimësh, në të cilën bëjnë pjesë zambakët, zymbylat, qepët e hudhrat. *Familja e zambakoreve.*
ZAMË,~A . Shufër e metaltë si hell i vogël, që e për dor in argjendarët, këpucarët etj. për të hapur vrima. *Zamë vrimash.*
ZAMKË,~A . 1. Lëndë e qullët që përdoret për të ngjitur, lëndë veshtullore, zam, ngjitës. *Shishe me zamkë, E leu (e ngjiti) me zamkë.*
2. *krahin.* Rrëshirë. *Zamkë pishe (kumbulle). Ka lëshuar zamkë.*
ZAMZANE,~IA . *sh.* ~E, ~ET. *shih* DAMI-XHANË,~A. *Zamzane rakie (vere).*
ZANAFILLË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fillimi i diçkaje, pikënisja, burimi; prejardhja, origjina. *Za-nafilla e një pune (e një ndodhie). Zanafilla e njeriut (e deteve, e jelës mbi Tokëj. Zanafilla e families. Zanafilla e një gjuhe. Që në zanafillë. E ka zanafillën te... Kërkon zanafillën e diçkaje. la gjeti zanafillën.*
ZANAFILLËS,~E *mb.* Që është fillimi a burimi i diçkaje; fillestar. *Bimë zanafillëse. Trajta zanafillëse e diçkaje.*
ZANAFILLOR,~E *mb.* Që është zanafilla e diçkaje, që përbën zanafillën e diçkaje; që lidhet me zanafillën e diçkaje. *Gjsndja (tiparet) zanafillore. Në kushtet zanafillore.*
ZANAFILLTAS *ndajf.* Në fillim, fillimisht.
ZANAT,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Mjeshtëria që ushtron dikush përditë, duke punuar zakonisht me dorë a me vegla të thjeshta, duke pasur shprehi e aftësi të posaçme, të fituara duke mësuar nga të tjerët e nga përvoja e vet; zeje; mjeshtëri, profesion. *Zanat i lehtë (i rëndë). Zanati i babait. Është mjeshtër në zanat. Ka zanat. Hyri në zanat. Zgjodhi (mësoi) një zanat të mirë. E vuri (e futi) djalin në zanat. Ndërroi zanatin. la dha (ia mësoi) zanatin. U be me zanat. Është i zanatit* është mjeshtër i mirë. *Di tre-katër za-nate. Ka njëzet vjet në zanat. Zanati nuk vdes. Mos mëso mjeshtrin, po merri zanatin. fj. u. Me ç'mjeshtër do të bjerë, atë zanat do të nxjerrë. fj. u.*
*2. bised.* Ajo që e ka zakonisht për detyrë ta bëjë një njeri; detyra e zakonshme e dikujt. *E ka për zanat. Ajo punë është zanati i tij. E bën sa për zanat.*
3. Zakon; shprehi a ves që është fituar me kohë. *Fshat (shtëpi) e zanat. Po atë zanat. S'është zanat. Ky zanat ka qenë dhe me pare. Nuk i ka lënë zanaiet e mëparshme. Zuri zanatin e vjetër (e dikurshëm).*
*ic* La zanatin e zuri zurnanë përdoret kur dikush lë një punë të rëndësishme e më të mirë dhe zë një punë pa rëndësi e pa shumë dobi. Sa ka zanati! edhe *iron,* ka punë e gjëra që i njeh mirë vetëm ai që merret me to dhe që

s'mund t'i dine të gjithë, duhet ta njo-hësh mirë një punë që ta bësh si duhet.
ZANATÇI,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË. 1. Ai që
ka një zanat, ai që ushtron një zanat, zejtar. *Zanatçi i vjetër (i mirë). Me syrin e zanatçiut.*
*2.* Mjeshtër me përvojë të madhe në një punë. *Është zanatçi. Ke të bësh me një zanatçi.*
ZANË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mil.* Figure e besimeve
popullore shqiptare, që përfytyrohej si vajzë shumë e bukur dhe luftarake, e cila jetontë në male e në pyje, u ndihmonte trimave, por kishte fuqi edhe të ndësh-konte duke shituar. *Zone mali. Logu i zanave. E bukur si zanë. Djem (trima) si zana. E shitoftë zonal mallk. E vrafshin zanat! mallk.*
ZANOHEM *mit. Pës. e* ZANON.
ZANON *kal.,* ~OI, ~UAR *mit.* E shiton zana dike, e shkal, e shuplak. *E zanoftë zana! mallk.*
ZANOR,~E *mb.* 1. Që ka të bëjë me zërin, që i për-ket zërit, i zërit; që nxjerr a që prodhon zë. *Vale zanore. Dridhje (lëkundje) zanore. Mjete teknike zanore. Pjesa zanore e filmit.*
*2.* Që bëhet me anë të zërit; që ka zë, me zë, i zë-shëm. *Shenja zanore. Zbulim zanor. usht.* zbulim me anë të aparateve dëgjimore.
3. *gjuh.* Që përftohet kur ajri kalon pa pengesë nëpër organet e të folurit, duke vënë në lëvizje tejzat e zërit (për tingujt e të folurit); që përbëhet nga tinguj të tillë. *Tingull zanor. Tog zanor. Sistemi zanor.*
ZANORE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Tingull, që përftohet kur ajri kalon pa pengesë nëpër organet e të folurit, duke vënë në lëvizje tejzat e zërit; shkronja që shënon këtë tingull. *Zanore gojore (hundore). Zanore e gjatë (e shkurtër). Zanore e hapur (e mbyllur). Zanore e përparme (e prapme). Zanore fundore (nis-tore). Zanore lidhëse (bashkuese). Zanore e theksuar (e patheksuar). Grup (tog) zanoresh.*
ZANORE *mb. vet. f.* E bukur dhe trime si zana; e rreptë dhe zemërake si zana. *Vashë zanore.*
ZAP *palak. bised.* E bSri zap: e shtroi dike, e detyroi të veprojë a të sillet n6 një mënyrë të caktuar, i vuri fre, e mblodhi, ia mblodhi rripat; e mposhti, e vuri nën urdhra (edhe *fig.*). *E bëri zap fëmijën. Bëje tap qenin! E bënë zap lumin. Nuk e bën dot zap atë. Bëje zap gjuhën!* përmbahu në të folur!, mbaje gojën!; mos fol!
ZAPTljE,~A *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Xhandar i pushtuesve turq.
ZAPTtM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZAPTOJ, ZAPTOHEM. *Zap-*
*timi i tokave.*
ZAPTOHEM *bised. Pës. e* ZAPTOJ.
ZAPTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *bised.* 1. Pushtoj, nënshtroj me force; shtie në dorë, rrëmbej, përvete-soj. *Zaptoi vendin. Nuk e zaptuan dot.*
*2.* Kap, zë, mbërthej. *E zaptoi për beli (për mesi). E zaptoi nga krahët. E zaptuan ethet.*
ZAPTËAR (i, e) *mb.* 1. *bised.* Që është pushtuar nga dikush; që është zënë nga dikush, që zotërohet prej tij. *Vend i zaptuar. Tokat e zaptuara.*
2. *krahin.* Shtatzënë. *Grua e zaptuar.*
ZAPTUES,~I m. *sh.* ~, ~IT *bised.* Pushtues. *Zaptuesi i huaj (fashist). Urrejtja k under zaptuesti. Luftojnë kundër zaptuesve. Jashtë zaptuesit!*
ZAPTUES,~E *mb. bised.* Pushtues. *Ushtria zap-tuese. Forcat zaptuese.*
ZAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Kub i vogël prej kocke, prej druri etj., në faqet e të cilit janë shënuar nga një deri në gjashtë pika, që përdoret në lojnatë ndryshme; rruzull i vogël prej raetali, prej qelqi etj.j që përdoret për të luajtur. *Zar fildishi (kocke, çeliku, qelqi). Hodhi zarin. Luanin me zare.*
2. *bised.* Fat në lojëj në punë a në jetë. *Ka zar. S'i eci zari. E mbante për zar. I punoftë zari! ur.*
*ie* Zaret u hodhën u be hapi vendimtar dhe pritet përfundimi, u be një hap i tillë që nuk lejon më të kthehesh prapa, u hodh guri. Luaj (hedh, përdor) zarin (letrën, kartën, gurin) e fundit *shih te* FUNDIT (i, e).
ZARAR,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Dëm, prishje; humbje. *Zarar i madh. Gjë pa zarar. Shaka me zarar* shaka që prish punë, shaka që mund të sjellë dëm. *Bën zarar* bën dëm, dëmton. *lu be shumë zarar. E kapi në zarar* e kapi duke bërë dëm, e kapi duke dëm-tuar diçka. *Breshri ka bërë zarare të mëdha. Jane me zarar këto punë* janë me rrezik këto punë, mund të sjellin dëm. *S'ka zarar* s'ka gjë, s'prish punë. *As qar, as zarar. Me i madh zarari, se qari* ka sjellë me shumë dëm se dobi. *Ik o qar, se kam zarar. fj. u.* përdoret kur diçka duket sikur sjell përfitim, por në të vërtetë ka pasoja të këqija.
ZARBANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bised., shar.* 1. Leckaman, zhelan. 2. *shih* ZARBË,~A 3.
ZARBË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Leckë e vjetër, zhele. *E fshiu me zarbë. E lau dyshemenë me zarbë. Ishte bërë zarbë këmisha.*
2J *mospërf.* Qen rrugësh. *Sillej (bridhte) si zarbë.*
3J *shar.* Njeri i ndytë, i pavlerë dhe që bredh rrugëve, rrugaç. *Ik, mor zarbë!*
ZARDAF,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Kafshë gra-bitqare e ngjashme me shqarthin, por me trup më të madh e me putra më të gjera, me lëkurë në ngjyrë gësh-tenje të mbyllur, të shkëlqyer e të çmueshme, me një pullë të verdheme nga mjekra deri në gjoks, që jeton në pyje malore. *Lëkurë zardafi. Strofkë zardafi. Kë-lysh zardafi.*
ZARF,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Fletë letre e pa-losur në katër cepat dhe e ngjitur, që shërben për të futur në të një shkresë, një letër drejtuar dikujt etj. *Në zarf të mbyllur (të hapur). Mbyll fvulos) zarfin. Hap, (gris) zarfin. Mbyll (vë) një letër në zarf. Ngjit pullen mbi zarf*
2. Këllëf metali, zakonisht i punuar nga argjendari, për filxhanet e kafesë a për gotat e rakisë. *Zarf ar-gjendi (bakri, tunxhi). Zarf me bisht. Takëm filxhanësh (gothsh) me zarfe. Vë filxhanin (gotën) në zarf.*
ZARIGOGË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Bregcë. *Fole\ zarigogash.*
zJvRZAVATE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Pe-
rimel *Zarzavate të njoma (të thata, të gjalla, të ziera). Gjellë me zarzavate. Tregu (dyqani) i zarzavateve.*
z|RZAVATESHITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Perime-shitës.
Zy^TEN *pj. bised.* Në të vërtetë, sigurisht, po se po, tamam (kur diçka dihet ose duket qartë); për me tepër, madje. *U nis menjëherë, zaten kështu e porositën. Për-këdUeleshin si fëmijë, zaten ashtu ishin mësuar. Zaten këtë j kërkonim edhe ne. Zaten ky është edhe qëllimi. Zaten ç'mund të presësh nga ai?*
ZATET (ZATES) *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. edhe *jokal.* Takoj dike a diçka, has; ndesh papritur në dike
a në diçka. *E zateti në rrugë. I zateti këmba në një gur.*

*2.* Kap, zë, mbërthej, pushtoj (edhe *fig.). E zateti për duarsh. E zateti pulën. E zateti gjumi. E zateti gripi (rrufa). Ajo i zateti zemrën.*
3. Vë, vendos diçka. *Këtu e zatetën kufirin.*
4. *jokal.* Qëndroj, ngulem diku; zë vend diku (për të luftuar etj.). *Mushka zateti në vend. Zatetën në pritë.*
ZATETEM *vetv. bised.* 1. Takohem, ndeshem me dike a në diçka. *U zatet me shokun. U zatet në një pemë.*
2. Kapem, mbërthehem me dike; përleshem. *V zatetën me armikun. U zatetën fyt për fyt.*
3. Mbulohet a mbushet, zihet me diçka (edhe *fig.). U zatet mali me bore.*
4. Zë vend a ngulem diku (për të luftuar etj.). *Sho-kët u zatetën bri tij.*
5. *Pës. e* ZATET 1-3.
ZAVALL,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Bela; hall. *Zavall i madh. Jetë me (shumë) zavalle. I nxori zavall kokës. Mos i sjell ndonjë zavall? Çfarë zavalli ka?*
*2.* Ai që ka shumë halle e belara; i mjeri, i gjori, i shkreti. *Nuk dinte gjë, zavalli. Nuk i qeshte buza, zavallit.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Zavalli ai! Ç't'i bëj unë zavalli? Si të ta them, zavalli unë?*
ZAVALLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *bised. Fem. e* ZAVALL,~I 2,3. *Ç'tëbëjë,zavallja. Ka hak, zavallja. S'e ndihmoi kush, zavallen. Zavallja ajo!*
ZAVËZ,~A . dhe ZAVË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Tokëz, mbërtheckë; hallkë e vogël. *Zavëz metalike. Zavëza e rripit (e këpucës). Zava e derës. Mbërtheu (zbërtheu) zavëzën.*
*k* la bëri zavë ia mblodhi rripat. Nuk ia mban zava *shih te* MBAJ.
ZAZË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Guaskë e vogël deti; gualli i saj. *Mblodhi zaza.*
ZBALTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. *vet. veto III.* Humbet shijen, bëhet pa shije (zakonisht për gjellët). *U zbalt mishi. U zbaltën fasulet.*
2. Ha pak, fut diçka në gojë, ha sa për të njomur gojën, ha sa për të mos qenë fare esëll; ha sa për të zënë frymën. *Vetëm sa u zbalt.*
ZBARDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj diçka krejt të bardhë, duke e Iyer me gëlqere, me bojë të bardhë etj.; e mbuloj me diçka të bardhë, e vesh me një shtresë të bardhë; *kund.* nxij. *Zbardh shtëpinë (muret, tavanin) me gëlqere. Dëbora e zbardhi vendin (malin, fushën). Zbardhi fytyrën me pudër. E zbardhën nusen* e lyen nusen me pudër, me krem etj. për ta zbukuruar.
2. E bëj të bardhë diçka, duke i hequr ngjyrën që ka pasur, çngjyros; e bëj diçka fare të bardhë, më të bardhë se ç'është; e pastroj, e laj (për rroba të bardha që janë fëlliqur). *Zbardh pëlhurën (çarçafët, këmishën, leshin). Zbardh sheqerin. E ka zbardhur dielli.*
*3.* I heq shtresën e sipërme diçkaje dhe e bëj të ndritshme, duke e larë, duke e fërkuar etj.; zhvesh (misrin, orizin etj.). *Zbardh argjendin. Zbardh misrin (orizin). Zdrukth për të zbardhur. Dhia e zbardhi pemën.*
4. E ndriçoj, i jap dritë, ndrit. *Drita zbardhi majat. Llamba e zbardhi dhomën.*
*5.* 1 nxjerr thinjat dikujt, e thinj. *E ka zbardhurpleqëria. Vitet ia zbardhën ftokët. Hallet e zbardhën para kohe.*
6. *fig.* I jap nder e lavdi, e nderoj, e nxjerr faqe-bardhë; e ndrit; e bëj më të lumtur. *la zbardhi faqen (fytyrën) babait (familjes, shkollës, ndërmarrjes). Na i zbardhën armët, I zbardhi jetën. Ajo e zbardhi ate shtëpi. Lëre, se e zbardhe! iron.*
7. Rishkruaj qartë e me kujdes diçka që e kam shkruar me përpara shpejt e shpejt, jo qartë e me ko-rrigjime, hedh në të paster. *Ka dhjetë fletë për të zbar-dhur.*
8. *jokal. vet. veto III. shih* ZBARDHOJ *i. Zbardh dëbora (pambuku). Zbardhin malet. Zbardh shtëpia.*
9. *jokal. vet. veta HI.* Agon, gdhin (edhe *fig.). Zbardhi drita. Sapo zbardhi. Sa të zbardhë. Zbardhi dita e re. Nga lindja nisi të zbardhte.*
*k* Zbardh (hap, zbulon) dhëmbët *keq.* zgërdhihet; qesh më të tallur. Zbardhi sytë *mospërf.* vdiq.
ZBARDHALAQ,~E *mb.* Zbardhaluq.
ZBARDHALUQ,~E *mb.* Që vjen si i zbardhur; që i ka dale ngjyra; i zbardhëllemë. *Me një fusion zbardhaluq. Mjegull zbardhaluqe. Avuj zbardhaluqë.*
ZBARDHEM *vetv.* 1. Me dalin thinjat, thinjem. *Është zbardhur krejt. Sa shpejt u zbardh!*
2. *krahin.* Heq rrobat e zisë, heq zinë. *Ajo u zbardh shpejt.*
3. *shih* ZBARDH 9. *Pa u zbardhur dita.*
4. *Pës. e* ZBARDH i-6. *U zbardhën malet. Iu zbardh buza (nga frika). U zbardh si pëlhurë nga ethet.*
*k* Iu zbardhën buzët *shih te* BUZË,~A. Kur të zbardhet penda e korbit *shih te* KORB,~I. Sa të zbar-dhet penda e korbit *shih te* KORB,~I.
ZBARDHËLLEHET *vetv.* Zbardhëllohet.
ZBARDHËLLEMË (i), ~E (e) *mbr* Që vjen si i zbardhur, që duket si i zbardhur, i bardhemë. *Tym i zbardhëllemë. Qiell i zbardhëllemë. Qerpikë të zbardhëllemë.*
ZBARDHËLLEMTË (i, e) *mb.* I zbardhëllemë.
ZBARDHËLLEN *jokal.,* ~EU, ~YER. Zbardhë-llon.
ZBARDHËLLIM,~I *m.* 1. Të qenët i bardhë e i ndritshëm, vetia e diçkaje të bardhë, bardhësi; ndri-çim, vezullim. *Zbardhëllimi i dëborës. Zbardhëllimi i mureve (i rrobave). Zbardhëllimi i dritës. Zbardhëllimi i dhëmbëve.*
2. Agu i ditës, drita e bardhemë e mëngjesit. *Zbar-dhëllim i vagëlluar. Zbardhëllimi i mëngjesit (i ditës). Drita e zbardhëllimit. U ngrit që në zbardhëllim.*
ZBARDHËLLIMË,~A . Zbardhëllim. *Zbardhë-llima e dëborës. Zbardhëllima e mëngjesit.*
ZBARDHËLLOHET *vetv.* 1. Nis të zbardhet; bë-het i tëri i bardhë, merr ngjyrë të bardhë. *U zbardhë-ilua mali. U zbardhëlluan fushat (nga pambuku etj.).*
2. *shih* ZBARDHËLLON *1. U zgjua pa u zbardhë-liuar mirë.*
ZBARDHËLLONMa., ~OI, ~UAR. 1. Shquhet me ngjyrën e bardhë; duket, bie në sy si diçka e bardhë, zbardhon (zakonisht për sende larg nesh). *Zbar-dhëllon dëbora (pambuku). Zbardhëllojnë malet (ça-titë, ndërtesat). I zbardhëllon këmisha (qeleshja).*
*Zbardhëllojnë valët e detit (e liqenit). Zbardhëllon së largu (atje tej).*
*2.* Nis të zbardhë nga drita e ditës; nis të agojë, zbardh. *Zbardhëlloi agimi. Mëngjesi (dita, qielli) po zbardhëllonte. Po zbardhëllon. Posa të zbardhëllojë. Ende s'kishte zbardhëlluar. U nis para se të zbardhëllonte.*
ZBARDHËLLUAR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë i bardhë a si i bardhë; që është ndriçuar, që zbardhëllon. *Maja (fusha) të zbardhëlluara. Qiell i zbardhëlluar.*

2. Që është zbërdhulur, i zbërdhulët. *Këmishë e zbardhëlluar. Rroba të zbardhëlluara.*

ZBARDHËS,~E *mb.* 1. Që përdoret për të zbardhur diçka, që mund të zbardhë (për lëndë). *Lëndë zbardhëse. GUT zbardhës.*

2. *si em.* ~, ~I *m.sh.* ~, ~IT. Lëndë zbardhëse.

ZBARDHËSH,~I *m. bot.* Zbardhulinë.

ZBARDHIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBARDHOJ, ZBARDHOHEM. *Zbardhimi i parmakëve me gëlqere. Zbardhimi i çarçafëve. Zbardhimi i rreshtave. shtypshkr. Zbardhimi i ditës.*

ZBARDHJE,~-A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBARDH, ZBARDHEM. *Zbardhja e mureve me gëlqere. Zbardhja e orizit. Zbardhja eflokëve.*

2. edhe *sh.* ~>E, ~ET. Mbresë që mbetet në një vend të prerë pak në sipërfaqe, shenjë nga prerja që është bërë në një send; incizim. *Zbardhje unazore. Gjerësia (madhësia) e zbardhjes. Në vendin e zbardhjes.*

ZBARDHOHEM *vetv., pës.* Zbardhem.

ZBARDHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* ZBARDH i-4,6- *Zbardhoi muret me gëlqere. Dëbora e zbardhoi fushën. Zbardhojnë misrin.*

2. *jokal.* Dallohet qartë e shquhet nga të tjerët me ngjyrën e bardhë; shkëlqen nga bardhësia, ndrit; zbardhëllon. *Zbardhon shtëpia (korridori, muri). Zbardhojnë çarçafët. Zbardhojnë trëndafilat. Zbardhonte mali. Vendi zbardhonte nga dritat.*

3. *shih* ZBARDH $_7$.

4. *shtypshkr.* Largoj rreshtat a gërmat e radhitura, u jap me shumë hapësirë. *Zbardhoi faqen (radhët).*

5. *jokal. shih* ZBARDH $_9$. *Zbardhoi dita. Nisi të zbardhonte.*

ZBARDHUAR 0, e) *mb.* Që është zbardhuar; i zbardhur. *Pëlhurë e zbardhuar. Mefiokë të zbardhuar.*

ZBARDHUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që merret me zbardhjen e pëlhurave, të punimeve të argjendit a të sendeve të tjera në një fabrikë, në një punishte etj., punëtori i zbardhjes. *Zbardhuesit e kombinatit.*

ZBARDHUES,~E *mb.* 1. Që përdoret për të zbardhur diçka, që mund të zbardhë, zbardhës (për lëndë). *Lëndë (tretësirë) zbardhuese. Gur zbardhues. Ka veti zbardhuese.*

*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Zbardhuesit kimikë.*

ZBARDHUESE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ZBARDHUES, ~I.

ZBARDHUL *kal.,* ~A, ~UR. Zbërdhul. ZBARDHULET *vetv.* Zbërdhulët. ZBARDHULËT (i, e) *mb.* I zbërdhulët.ZBARDHULINË,~A . *bot.* Shtresë e hollë, e zbërdhulët, që gjendet ndërmjet pjesës së drunjtë dhe lëkurës së drurit; barmë. *heq zbardhulinën.*

ZBARDHUR (i, *t)mb.* 1. Që është Iyer me një lëndë të bardhë; që është mbuluar me diçka të bardhë, që është veshur me një shtresë të bardhë.

2. Që është bërë i bardhë, duke humbur ngjyrën që kishte, i çngjyrosur; që është bërë fare i bardhë ose me i bardhë nga ç'ishte, i bardhë si dëbora; i pastruar, i larë (për rroba të bardha që kanë qenë të fëlliqura). *Beze e zbardhur. Dok i zbardhur. Me rroba të zbardhura.*

3. Që i është hequr shtresa e sipërme, duke e larë, duke e fërkuar etj.; i zhveshur (për orizin etj.). *Lla-marinë e zbardhur. Oriz i zbardhur.*

4J Që është thinjur krejt i thinjur. *Me flokë të zbardhur. Një plakë e zbardhur. Dukej shumë i zbardhur.*

ZBARËT (i, e) *mb.* 1. Që është pa kripë e pa shije, që nuk ka shije, i samtë (për gjellët). *GJellë e zbarët.*

2- *fig.* Që nuk është i këndshëm në shoqëri, që nuk ka Iezet, i shpëlarë (për njerëzit); që nuk u afrohet të tjerëve, i pashoqërueshëm, i ftohtë. *Është fare i zbarët.*

ZBARlQE,~T . *vet. sh.* 1. Të brendshmet, rro-pullitë. *Zbariqe qengji. la nxori zbariqet pules.*

2.j *fig.* Mendimet a qëllimet e fshehta, të fshehtat. *la qiti zbariqet në shesh.*

ZBARlT (ZBARIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj gjellën që të mos ketë shije të mirë a të jetë fare pa shije, e bëj si bar. *E paske zbaritur gjellën (mishin).* 2. *fig.* Bëj që dikush të me largohet, e zvjerdh dike. *Me ato fjalë e zbariti fare.*

ZBARlTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. 1. *vet. veto 111.* Humbet shijen, bëhet si bar (për gjellët).

2. *fig.* Bëhem jo i këndshëm në shoqëri, bëhem pa kripë e pa Iezet, bëhem i shpëlarë (për njerëzit); bëhem i pashoqërueshëm, largohem nga të tjerët, ftohem më të tjerët, zvirdhem.

ZBARITUR (i, e) *mb.* 1. Që ka humbur shijen, që është bërë si bar; i zbarët (për gjellët). *Gjellë e zbaritur.*

*2. fig.* Që është bërë jo i këndshëm në shoqëri, që është bërë pa kripë e pa Iezet, i shpëlarë (për njerëzit); që është bërë i pashoqërueshëm, që është larguar a është ftohur nga të tjerët; i ftohtë, i zvjerdhur.

ZBARKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *usht.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBARKOJ, ZBARKOHET. *Zbafkimi i trupave (i këmbësorisë). Zbarkim nga deti (ngalajri). Anijet e zbarkimU.*

2. Futja e trupave dhe e armatimeve nga deti ose hedhja e tyre nga ajri në token e kundërshtarit ose në zonën e pushtuar prej tij për të bërë luftime e ve-prime të tjera ushtarake. *Trupat e zbarkimU. Vendi i zbarkimit.*

ZBARKOHET *usht. Pës. e* ZBARKOJ $_2$.

ZBARKOJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR *usht.* 1. Zbres nga anija, nga aeroplani etj. në token e kundërshtarit ose në zonën e pushtuar prej tij për të bërë luftime dhe veprime të tjera ushtarake. *Zbarkuan nga deti (nga ajri). Zbarkuan natën.*

2. *kal.* Fut nga deti a hedh nga ajri në token e kundërshtarit ose në zonën e pushtuar prej tij trupa e armatimc për të bërë luftime dhe veprime të tjera ush-tarake. *Zbarkuan disa divizione. Zbarkuan tanke eau-toblinda.*

ZBARKUAR (i, e) *mb. usht.* Që ka zbritur nga një anije, nga një aeroplan etj. në token e kundërshtarit ose në zonën e pushtuar prej tij për të bërë luftime e veprime të tjera ushtarake. *Trupat e zbarkuara. Këmbësoria e zbarkuar. Ushtarët e zbarkuar.*

ZBARKUES,~Emë. *usht.* 1. Që përdoret për zbar-kimin e trupave në tokë. *Anije (varkë) zbarkuese. Mjete zbarkuese.*

2. Që zbresin nga një anije, nga një aeroplan etj. në token e kundërshtarit ose në zonën e pushtuar prej tij për të bërë luftime e veprime të tjera ushtarake; që përgatiten posaçërisht për veprime të tilla; i zbarkuar. *Trupa (forca) zbarkuese.*

3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që zbret nga një anije, nga një aeroplan etj. në token e kundërshtarit ose në zonën e pushtuar prej tij për të bërë luftime e veprime të tjera ushtarake. *Rrethimi (asgjësimi) i zbarkuesve.*

ZBAROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I nxjerr e i heq të brendshmet një kafshe a një shpendi të therur. *Zbaroi delen (qengjin, viçin). Zbaroi pulën (gjelin).*

ZBATICË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Ulje e nivelit të ujit të detit, që përsëritet dy here në ditë; det i ulur; *kund.* baticë. *Zbatica e detit. Batica dhe zbatica. Koha e zbaticës. Fillon (vjen, bie) zbatica.*

2. *fig.* Periudhë uljeje a tërheqjeje e një lëvizjeje a e një veprimtarie, koha e dobësimit të diçkaje; rënie. *Zbaticë e përkohshme. Zbatica e lëvizjes (e revolucionit).*

ZBATIM,~Im. *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBATOJ, ZBATOHET. *Zbatim kri-jues. Zbatimi i ligjit (i vendimit, i urdhrit). Zbatimi i vijës (i mësimeve) të Partisë. Zbatimi i vi)ës së masave. Zbatimi i programit (i reformës agrare). Zbatimi i projektit. Inxflinier i zbatimit. Gjen zbatim. Vë në zbatim.*

ZBATOHET. *Pës. e* ZBATOJ.

ZBATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E vë në jetë, e përmbush (një urdhër, një vendim, një porosi etj.); e ndjek dhe e vë në jetë ashtu si duhet, nuk e shkel. *Zbaton detyrat (rregullat, vendimet). Zbatoi urdhrin (porosinë). Zbatoi ligjin. Zbatuan kontratën (marrë-veshjen). Zbatojmë teorinë marksiste-leniniste.*

2. Kryej një punë duke ndjekur një projekt, një grafik etj., realizoj një plan, vë në jetë. *Zbatojnë agrorregulloren (grafikun e punimeve). Zbaton maketin.*

ZBATUAR (i, e) *mb. libr.* Që është vënë në përdorjm për nevoja a për qëllime praktike, që ka gjetur zbatim praktik. *Artet e zbatuara. Fizika (mekanika) e zbatuar. Gjuhësia e zbatuar.*

ZBATUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që zbaton, ai që vë në jetë diçka, e cila është caktuar a vendosur që më parë (një urdhër, një vendim, një detyrë etj.). *Zbatues besnik (i përpiktë). Zbatues i drejtpërdrejtë. Zbatuesi i kontratës.*

2. Ai që vë në jetë një projekt, një program pune etj., aiqërealizon një plan. *Zbatues kryesor. Zbatuesi i projektit (i punimeve). Detyra (puna) e zbatuesit.*

ZBATUES,~E *mb.* 1. Që ndjek e vë në jetë diçka, që përmbush (një vendim, një porosi etj.). *Fuqi zba-tuese. Roll zbatues. Pala zbatuese.*

2. Që vë në jetë një projekt, një grafik etj., qëra-lizon një plan. *Ndërmarrje zbatuese. Inxhinier (teknik) zbatues.*

3. *usht.* Që urdhëron zbatimin, që duhet zbatuar menjëherë. *Komandë zbatuese.*

ZBATUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të vihet në jetë, që mund të kryhet, që mund të zbatohet; që gjen zbatim në praktikë; i realizueshëm. *Urdhër i zbatueshëm. Orar i zbatueshëm. Projekt i zbatueshëm. Nuk është i zbatueshëm.*

ZBATH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Heq (këpucët, çorapët etj. ose veshjet e poshtme); i heq dikuj këpucët, çorapët etj. ose veshjet e poshtme; *kund.* mbatb. *Zbath këpucët (çizmet, çorapët). Zbathi pantallonat. Zbathe pak fëmijën! E zhathën fare.*

2. I heq potkonjtë (kalit, mushkës); *kund.* mbath. *£ zbathi kalin.*

ZBATHANIK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zbatharak.

ZBATHARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që ecën zbathur, këmbëzbathuri.

2. Njeri shumë i varfër, njeri i këputur (me përpara përdorej edhe me përbuzje nga shtresat e pasura për njerfizit e varfër). *U ngritën zbatharakët.*

3. *Përd. mb.* sipas kuptimeve të emrit.

ZBATHEM *vetv.* 1. Heq këpucët, çorapët etj. ose veshjet e poshtme; *kund.* mbathem. *U zbathën të gjithë.*
*V zbath e kaloi lumin. Mos u zbath, se ftohesh!*

2. *vet. vela III.* I bien potkonjtë (kalit, mushkës).
*V zbath kali në rrugë.*

3. *vet. veto 111.* Zbulohet, i hiqet dheu që e ka mbu-luar rreth e rrotull (për rrënjën e bimës etj.); *kund.* mbathet. *V zbathën rrënjët (bimët). Shkëmbi është zbathur.*

*4. Pës. e* ZBATH.

ZBATHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBATH, ZBATHEM.

ZBATHUR (i,e)m). 1. Që nuk ka gjë të mbathur në këmbë, që s'ka këpucë, çorapë etj. në këmbë; *kund.* i mbathur. *Fëmijë i zbathur. Me këmbë të zbathura.*

*2.* Që nuk ka potkonj ose që i kanë rënë potkonjtë. *Kuaj të zbathur.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit.

ZBATHUR *ndajf.* Pa gjë në këmbë, pa këpucë ose pa çorapë, me këmbë të zbathura; *kund.* mbathur. *Ecte zbathur. Kishin mbetur zbathur. Mos rri zbathur! Luftuam zbathur e zhveshur.*

• Fie zbathur *shift te* FLE.

ZBAVIT *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. E argëtoj dike, e bëj që të dëfrehet dhe ta kalojë kohën në mënyri të këndshme. *zbaviti shokit. Shëtitja i zbaviti.*

2. I heq mërzinë dikujt me shaka, me argëtime etj., bëj që të harrojë një shqetësim a një hidhërim, e sjell në qejf. *E zbaviti me shakara.*

ZBAVlTEM *vetv. bised.* 1. Argëtohem e dëfrehem, e kaloj kohën në mënyrë të këndshme. *U zbavit në shfaqje (në ndeshje, në mbrëmje). U zbavitën me shokët.*

2. *Pës. e* ZBAVIT $_2$.

ZBAVITËS,~E *mb. bised.* 1. Që të argëton, që të bën të dëfresh e ta kalosh kohën në mënyrë të këndshme; dëfryes, argëtues. *Lodër zbavitëse. Ngjarje zbavitëse.*
*Qendër zbavitëse* shesh lojrash. *Probleme (ushtrime, punë) zbavitëse.*

2. Që të heq mërzinë, që të bën të harrosh një shqetësim, një hidhërim etj., që të sjell në qejf. *Njeri zbavi-tës. Shaka zbavitëse.*

ZBAVITJE,~A *sh.* ~E, ~ET *bised.* 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBAVIT, ZBAVlTEM. *Zbavitja e fëmijëve.*

*2.* Diçka që bëhet për t'u zbavitur, lojë a diçka tjetër që të zbavit. *Di (bën) shumë zbavitje. Ka shumë zba-vitje të mira.*

ZBEH *kal.,* ~A, ~UR. 1. *vet. veto III.* E bën që t'i ikë a t'i dobësohet ngjyra e kuqe e fytyrës, e bën të zbehtë. *E zbehën ethet.*

2. la dobësoj ngjyrën, e bëj si të bardhemë a si të verdhemë, e zbardh pak. *Sapuni ia zbehu ngjyrën këmishës. Dielli i zbehu muret.*

3. I ul dritën, i dobësoj ndriçimin a shkëlqimin. *Mbulesa ia zbehu ndriçimin llambës. Hëna (agimi) i zbehu yjet.*

*4. fig.* E bëj të paqartë, të dobët dhe pa force shpre-hëse; i heq gjallërinë e shkathtësinë e zakonshme, i dobësoj fuqinë; e pakësoj, e zvogëloj. *Ia zbehu që-ilimin (idealin). Ia zbehu përmbajtjen (bukurinë) ve-prës. Ua zbehën vrullin (zellin). E zbehën lojën. Nuk ia zbehin dot lavdinë.*

ZBEHEM *vetv.* 1. Me ikën a me dobësohet ngjyra e kuqe e fytyrës, bëhem i zbehtë; zverdhem. *U zbeh në fytyrë. U zbeh menjëherë. I janë zbehur faqet.*

*1. vet. veta III.* I dobësohet ngjyra, bëhet si i bardhemë a si i verdhemë, zbardhet pak. *Fustanit iu zbehën ngjyrat. Muret u zbehën. Iu zbeh lëkura.*
3. *vet. veta III.* I pakësohet drita a ndriçimi, i dobësohet shkëlqimi. *Yjet (dritat) u zbehën. Hëna u zbeh.*
4. *vet. veta III fig.* Bëhet i paqartë, i dobët dhe pa force shprehëse; humbet gjallërinë dhe shkathtësinë e zakonshme, i dobësohet fuqia; pakësohet, zvogëlo-het. *Nuk iu zbeh ideali (fryma revolucionare). Stilt nuk është zbehur gjatë gjithë veprës. Skënderbeut nuk iu zbeh kurrë lavdia.*
ZBEHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBEH, ZBEHEM.
2. *shih* ZBEHTËSI,~A, *ra një zbehje në fytyrë.*
ZBEHTAK,~E *mb.* 1. Që e ka fytyrën të zbehtë, që vjen si i zbehtë në fytyrë. *Fëmijë zbehtakë. Me fytyrë zbehtake.*
2. Që ka ngjyrë si të bardhemë a si të verdhemë, me ngjyrë të zbehtë; që nuk ndriçon shumë, e dobët. *Gjethe zbehtake. Dritë zbehtake. Hënë zbehtake.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimit 1 të mbiemrit. ZBEHTAS *ndajf.* Zbehtë. *Shkëlqen zbehtas.* ZBEHTË,~A . *mjek.* Verdhëza.
ZBEHTË,~T (të) *as.* 1. *shih* ZBEHTËSI,~A.
*Të zbehtët e fytyrës.* 2. *mjek.* Verdhëza. *ka rënë të zbehtët.*
ZBEHTË (i, e) *mb.* 1. Që ka ngjyrë si të bardheme, që i ka ikur a i është dobësuar ngjyra e kuqe e fytyrës; që vjen si i verdhë në fytyrë, që ka marrë një ngjyrë të vrarë. *Me fytyrë të zbehtë. Me faqe (me buzë) të zbehta. Duket pak i zbehtë.*
2. Që ka ngjyrë të dobët a si të zbardhur, që vjensi i bardhemë a si i verdhemë, i zbërdhulët. *Sgj'yrë e zbehtë. E kuqe (e verdhë, e kaltër) e zbehtë. Pëlhura (basma) të zbehta,*
*y.* Që ka pak dritë, që nuk ka shumë ndriçim, që ka shkëlqim të dobët; që s'dallohet qartë. *Dritë e zbehtë. Hënë e zbehtë. Diell i zbehtë. Qiell i zbehtë. Fotografi e zbehtë.*
4. *fig.* I paqartë, i dobët dhe pa force shprehëse; që nuk ka gjallëri e shkathtësi; që nuk është i plotë e i përpiktë, i paktë, i kufizuar, i pakësuar, i zvogëluac. *Vepër e zbehtë. Kritikë e zbehtë. Roman (tregim) i zbehtë. Lojë e zbehtë. Kopje e zbehtë e diçkaje. Jetë, e zbehtë. Mendim i zbehtë. Në mënyrë të zbehtë.*
• Tërshërë e zbehtë *bot. shih tek* TËR-SHËRË,~A.
ZBEHTË *ndajf.* 1. Dobët, jo qartë; pa shkëlqim, pa shumë dritë. *Dukej zbehtë. Ndriçon (shkëlqen) zbehtë.*
2. *fig.* Jo qartë, dobët e pa force shprehëse, pa gjallëri i jo në mënyrë të plotë e të përpiktë, në mënyrë të pakësuar a të zvogëluar. *Përshkruhet (paraqitet, pasqyrohet, trajtohet) zbehtë. Del zbehtë.*
ZBEHTËSI,~A . Të qenët i zbehtë, vetia e diçkaje që është e zbehtë. *Zbehtësi e lehtë. Zbehtësia e Jytyres (e lëkurës). Zbehtësia e vdekjes. Zbehtësia e dritës. Zbehtësia e hënës. lu zhduk (i iku) zbehtësia.*
ZBEHUR (i, e) *mb.* Që i ka ikur a i është dobësuar ngjyra e kuqe e fytyrës, që i ka rënë një ngjyrë si e verdhë, që është zbehur, i zbehtë. *Me fytyrë të zbehur. Me faqe (me buzë) të zbehura.*
2. Që i është dobësuar ngjyra, i zbërdhulët. *Ngjyrë e zbehur. Me perde të zbehura.*
3. Që i është pakësuar drita, që i është dobësuar ndriçimi e shkëlqimi; që ka humbur qartësinë. *Drita e zbehur e kandilit. Fotografi të zbehura.*
4. *fig.* Që është bërë i paqartë, i dobët e pa force shprehëse; që është zbehur. *Pasqyrim i zbehur. Kuptim i zbehur i një fjale. gjuh.*
ZBEJ *kal.,* ~VA, ~HUR. *shih* ZBEH.
ZBEJT *kal.,* ~A, ~UR. I blej mendjen dikujt, duke e marrë më të mirë. *zbejti fëmijët.*
ZBEJTEM. *Pës. e* ZBEJT.
ZBEKTH,~I *m. veter.* Sëmundje ngjitëse e dhenve dhe ë dhive, e cila u prek sytë, kyçet e gjinjtë dhe ua prish qumështin e ua bën si hirrë; hirrëz, ngalosë. *Vaksina k under zbekthit. 1 ka zënë zbekthi dhentë (dhitë).*
ZBEQ *kal.,* ~A, ~UR *bised.* E rrah shumë dike, e shemb me dm, ia bëj kurrizin më të butë se barkun, c zhdëp. *E zbeqi keg.*
ZBËRDHUL *kal.,* ~A, ~UR. Bëj që të zbardhet pak, e bëj si të bardhemë, bëj që t'i ikë ngjyra që ka. *Dielli, i zbërdhuli perdet.*
ZBËRDHULET. *Pës. e* ZBËRDHUL. *U zbërdhulën rrobat. lu zbërdhul kapelja nga dietli.*
ZBËRDHULËT (i, e) *mb.* 1. Që i ka dale pak boja, që është bërë si i bardhemë, që i ka humbur ngjyra (nga dielli, nga të larët). *Kapelë e zbërdhulët. Qilim i zbërdhulët. Fotografi e zbërdhulët.*
2. Që ka ngjyrë të bardhë në të perfume, që vjen si në të bardhë, i bardhemë. *Ngjyrë e zbërdhulët. Dok i zbërdhulët. Kale (ujk) i zbërdhulët. Me flokë (me sy} të zbërdhulët. Re të zbërdhulëta. Qiell (muzg) i zbërdhulët. Faqja e zbërdhulët e lumit.*
ZBËRTHEHEM *vetv. 1. vet. veto HI.* Ndahet vetë në pjesët përbërëse, bëhet pjesë-pjesë (një ma-kinë, një pajisje etj.); shkulet, hiqet nga vendi ku është ngulur a është mbërthyer. *V zbërthyen dërrasat. lu zbërthyen gozhdët. Makina ishte zbërthyer fare.*
2. *vet. veta 111.* Hiqet a del nga vendi ku është futur, ku është mbërthyer a është kapur, shkopsitet. *lu zbërthye rripi. lu zbërthyen kopsat. lu zbërthye xhaketa (këmisha, jaka).*
3. *fig.* Detyrohem të flas, i them të gjitha sa di për dike a për diçka; i hapem dikujt. *lu zbërthye Vet (shokëve).*
4. *vet. veta III spec.* Shpërbëhet.
5. *Pës. e* ZBËRTHEJ. *Uji zbërthehet. U zbërthyen detyrat. Zbërthehet me çelës. Zbërthehet lehtë (me vështirësij.*
ZBËRTHEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. E ndaj diçka në pjesët përbërëse, shkëput njërën nga tjetra të gjitha pjesët që e përbëjnë (për një makineri, një pajisje etj.); shkul, heq diçka që është ngulur a është mbërthyer te diçka tjetër; *kund.* mbërthej. *Zbërtheu dërrasat. E zbërtheu makinën të gjithë. Zbërtheu pushkën (mitralozin). E zbërtheu me sqepar. Armë — zbërthe! usht.*
*2.* Nxjerr a heq diçka nga vendi ku është futur, është mbërthyer a është kapur; shkopsit; *kund.* mbër-tbej. *Zbërtheu rripin. Zbërtheu parashutën (çantën e shpinës). Zbërtheu kopsat. Zbërtheu xhaketën (këmishën, jakën).*
3. *spec.* Shpërbëj. *Zbërthen albuminën.*
4. *fig.* Shqyrtoj një çështje, një vepër a diçka tjetër, duke e ndarë në pjesët a në elementet përbërëse dhe duke e vështruar nga të gjitha anët, për ta bërë të qartë e të kuptueshme, për të nxjerrë përfundime e detyra, për t'ua

përshtatur me mirë kërkesave etj.; analizoj; shtjelloj. *E zbërthyen mirë çështjen (proble-min, veprën). Zbërtheu një ushtrim. Zbërthyen fjalimin (detyrat, udhëzimet, vendimet).*
5. *fig.* E bëj dike të flasë, ia arrij që të m'i thotë të gjitha sa di për diçka a për dike. *E zbërtheu mirë (plotësisht, deri në fund).*
6. Heq nga zgjedha, çmbreh; *kund.* mbërthej. *Zbërtheu qetë. I zbërtheu nga qerrja.*
7. *krahin.* Hap, çaj diçka duke e thyer; shkallmoj, bëj pjesë-pjesë, shpërthej. *Zbërtheu dy vezë. I zbërtheu kokën. Zbërtheu derën. U zbërtheu muret. Ia paska zbërthyer qerren fare.*
•*k* I zbërtheu brinjët *keq.* a) e rrahu shumë, e rrahu fort, e shqepi në dm; b) e detyroi që t'i nxirrte të gjitha ç'kishte; ia zbuloi të gjitha. I zbërtheu gojën (gjuhën, dhëmbët) *dikujt* e bëri të fliste, e detyroi t'ia thoshte të gjitha ç'dinte.
ZBËRTHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBËRTHEJ, ZBËRTHEHEM. *Zbërthim i plotë. Zbërthim politik (ideologjik, shken-cor). Zbërthimi i armës. Zbërthimi i direktivave (i vendimeve, i detyrave). Zbërthimi i programit. Zbërthimi i lëndëve organike. Zbërthimi në faktorë. mat. Reaksion zbërthimi. kim.*
ZBËRTHYER (i, e) *mb.* 1. Që është ndarë në pjesët përbërëse, që është zbërthyer pjesë-pjesë; që ështëZBËRTHVES
2215
ZBRAZËT(l)
shkulur a është hequr nga vendi ku ishte ngulur ose ishte mbërthyer; *kund.* i mbërthyer. *Dërrasa të zbër-thyera. Pjesët e zbërthyera.*
2. Që është nxjerrë a është hequr nga vendi ku ka qenë i futur, i mbërthyer osei kapur; që është shkop-situr; *kund.* i mbërthyer. *Me këllëf të zbërthyer. Me rripa të zbërthyer. Me jakë (me këmishë, me pall to) të zbërthyer.*
3. *spec.* I shpërbërë. *Lëndë e zbërthyer. Molekula të zbërthyera. Albumina të zbërthyera.*
4. *fig.* Që është shqyrtuar e është ndarë në pjesët a në elementet përbërëse dhe është parë nga të gjitha anët, për ta bërë të qartë e të kuptueshme, për të nxjerrë përfundime e detyra etj.; që është analizuar. *Çështjet jepen të zbërthyera.*
ZBËRTHYES,~E *mb.* Që ndihmon për të zbërthyer diçka, që duhet për zbërthimin e diçkaje; që mund të zbërthejë. *Vegël zbërthyese. Lëndë zbërthyese. Ka aftësi zbërthyese.*
ZBËRTHYESHËM (I), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të ndahet në pjesët përbërëse, që mund të bëhet pjesë-pjesë (edhe *fig.);* që mund të shkulet a që mund të hiqet nga vendi ku është ngulur ose është mbërthyer; *kund.* i pazbërthyeshëm. *Dollap (krevat) i zbërthyeshëm. Armë e zbërthyeshme. Zinxhir i zbërthyeshëm. Fjalë (fjali) e zbërthyeshme. gjuh.*
*2. spec.* Që mund të shpërbëhet; *kund.* i pazbërthyeshëm. *Lëndë e zbërthyeshme. Uji është i zbërthyeshëm.*
ZBËRTHYESHMËRI,~A . *Hbr.* Të qenët i zbërthyeshëm; mundësia që ka diçka për t'u zbërthyer. *Zbërthyeshmëria e lëndëve.*
ZBIM,~I *m. shih* DËBIM,~I.
ZBLEDH *kal.,* ZBLODHA, ZBLËDHUR. *shih* ÇMBLEDH.
ZBLIDHEM *pës., vetv. shih* ÇMBLIDHEM.
ZBLOGUROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. I heq lë-voren një druri, i qëroj lëkurën.
ZBLOK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. Vend i ha-pur, shesh. *Bëri (hapi) një zblok.*
ZBOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. *shih* DËBOJ.
ZBOKTH,~I *m.* Leskra të vogla, të thata e të bar-dha, që dalin nga lëkura e kokës dhe bien kur krihemi ose kur shkupdim flokët. *Bar kundër zbokthit. Ka zbokth. I ka rënë zbokthi në jakë.*
ZBORAK,~U *m. sh,* ~Ë, ~ËT *zool.* Bores. *Ci-cëron zboraku.*
ZBORAKËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *zool.* Bores.
ZBORTË (i, e) *mb.* Që është bërë prej bore. *Top (njeri) i zbortë.*
ZBRAZ *kal.,* ~A, ~UR. 1. I heq a i nxjerr diçkaje atë që ka brenda dhe e lë pa gjë, e boshatis; *kund.* mbush. *Zbrazi thesin (trastën, koshin, shportën). Zbrazi x he pat. E zbrazi gotën (filxhanin, kovën). Zbrazi tërë shtëpinë (dhomën). E zbrazi qerren.*
2. Derdh diku një lëndë që ndodhet në një enë, në një thes, në një arkë etj.; hedh diçka nga një enë në një enë tjetër; kthej. *Zbraz ujin ( qumështin). Zbraz miellin (misrin). Zbraz kafenë në filxhan. Zbrazën be-tonin nga kamioni. I zbrazi të gjitha plaçkat. I zbrazi andej-këtej. Zbrazi frymën. bised.* nxori ajrin 'nga mushkëritë.
3. Heq a Iargoj të gjithë njerëzit që banojnë ose që janë vendosur në një vend, e lë një vend, një dhomë etj. pa njeri brenda; boshatis. *Zbrazi shtëpinë. Zbrazën vendin (qytetin, fshatin). Ushtria e zbrazi sheshin.*
4. Shkreh (një armë); e bëj të shpërthejë (një mine etj.); qëlloj me armë. *Zbrazi armën (automatikun). Zbrazën pushkë. Zbrazi topin. Zbrazën një batare. Zbrazën ca mina. la zbrazi në trup.*
5. *jokal. vet. veta HI.* Shkrep, ndez. *Zbrazi pushka. Nuk i zbrazi revolja.*
6. *fig.* E them, e nxjerr të gjithë; e derdh mbi një tjetër, e shkarkoj pa lënë gjë. *Zbrazi inatin (zemërimin, urrejtjen, dufin, vrerin). la zbrazi të tëra. Zbrazi të gjitha sharjet që dinte. Nuk i ka zbrazur të gjitha. Duroi sa duroi, pastaj e zbrazi.*
•*k* I zbrazi (i hapi, i zbuloi) barkun *dikujt* a) nxori gjithçka kishte në mendje, i tregoi të gjitha të fshehtat; nxori dufin, shfreu; b) i qau hallin dikujt duke ia treguar të gjitha, ia tha të gjitha ato që e shqe-tësonin. E zbrazi barkun i tregoi të gjitha ç'mendonte a ç'ndiente. Nuk e ka zbrazur asnjëherë nuk ka marrë pjesë fare në luftë, nuk ka luftuar kurrë kundër ar-mikut, nuk ka hedhur asnjë pushkë. I zbrazi të gjitha i tha të gjitha, s'la gjë pa thënë. Ia zbrazi trutë *thjeshtligj.* e vrau duke e qëlluar në kokë. E zbrazi thesin i tha të gjitha ato që dinte, s'i mbeti gjë pa thënë. I zbrazi xhepat i prishi të gjitha të hollat. I zbrazi zemrën *dikujt* ia tha gjithçka që ndtente a që e shqetë-sonte. I zbrazi tërë fishekët a) i përdori të gjitha ar-syetimet, të gjitha mundësitë; b) i tha të tëra, i harxhoi të gjitha fjalët qortuese a sharëse.
ZBRAZEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Mbetet pa gjë brenda, mbetet bosh, boshatiset; *kund.* mbushet. *U zbraz hambari. Arka u zbraz. Kazani i shpuar zbra-zet vetë. fj.u.*
2. *vet. veta III.* Derdhet vetë nga një enë, nga një thes, nga një arkë etj. *Po zbrazej mielli nga thesi (misri nga koshi). U zbraz andej-këtej.*

3. *vet. veta HI.* Mbetet pa njeri brenda, boshatiset, sepse largohen të gjithë njerëzit që janë aty. *U zbraz qyteti (fshati, sheshi, rruga). Shtëpia ishte zbrazur. Salla u zbraz menjëherë.*
4. *vet. veta III.* Derdh, shkarkon atë që pIrmban; derdhet. *U zbrazën retë\ V zbrazën ujërat. Lumi zbra-zet në del. Aty ku zbrazet përroi.*
5. *vet. veta HI.* Shkrep, ndez; shpërthen vetë. *U zbraz çiftja. U zbrazën minat.*
6. *fig.* Shfryj dufin, shkarkoj zemërimin mbi dike tjetër, duke e share, duke e mallkuar etj., s'i lë gjë pa thënë; shkarkohem; i hapem dikujt dhe i them gjithçka që me shqetëson a me mundon. *Iu zbraz atij. Desh të zbrazej mirë. S'kish kujt t'i zbrazej.*
7. *Pës. e* ZBRAZ i-4,6.
ZBRAZËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Punëtor që zbraz një lëndë nga një enë a nga diçka e mbyllur; mjet që shërben për të zbrazur diçka. *Zbrazësi i thasëve (i koshave). Zbrazësi i Uaçit (i betonit). Zbrazësi i furrave.*
*2. përd. mb.* Që shërben për të zbrazur diçka të mbushur. *Kanal zbrazës.*
ZBRAZËSf,~A . *sh.* ~, ~TË. Zbrazëti.
ZBRAZËT (i, e) *mb.* 1. Që është pa gjë brenda, që
141—156nuk është i mbushur me ndonjë lëndë, bosh; *kund.* i mbushur. *Thes (hambar) i zbrazët. Enë (kovë, shishe) e zbrazët. Me gota të zbrazëta. Grope e zbrazët.*
2. Që nuk është i mbuluar me ndonjë gjë; që s'ka ndonjë gjë a ndonjë njeri në të (për sipërfai"it). *Fushë (are) e zbrazët. Hapësirë (sipërfaqe) e zbrazët. Shesh (vend) i zbrazët. Rrugë e zbrazët.*
3. Që nuk ka njeri brenda; i tillë ku nuk banon njeri, që ka mbetur pa banorë; i lire, i pazënë (për një vend pune). *Shtëpi (dhomë) e zbrazët. Vagon i zbrazët. Fshat (qytet) i zbrazët. Kane mbetur edhe dy vende të zbrazëta.*
4. *fig.* Që nuk ka vlerë, që s'ka brume; që nuk është i mbushur me veprimtari a punë të dobishme; i pa-dobishëm, i kotë; që s'ka përmbajtje, që nuk shpreh asgjë; që nuk ka kuptim. *Njeri i zbrazët. Fjalë (fraza) të\ zbrazëta. Premtime të zbrazëta. Vështrint i zbrazët. E \pa me sy të zbrazët.*
5. *fig.* Që nuk ka ngjarje të rëndësishme. *Kohë (periudhë) e zbrazët.*
• Me bark të zbrazët i uritur, i pangrënë, me barkun bosh. Me xbep të zbrazët pa para; i varfër. Mbeti me luge të zbrazët (bosh) mbeti fare pa gjë; s'ka ç'të hajë. Ngopet me luge të zbrazët (bosh) kënaqet pa gjë, gënjehet shpejt, mashtrohet lehtë; gënjen veten, u beson lehtë fjalëve a premtimeve.
ZBRAZËT *ndajf.* 1. Pa njerëz a pa gjëra brenda, bosh. *Dhoma (salla) mbeti zbrazët.*
*2.* Pa u zënë nga dikush (për një vend pune). *Vende të mbetur a zbrazët.*
ZBRAZËTI,~A *f.sh.* ~, ~TË. 1. Të qenët pa gjë brenda, të qenët i zbrazët; vetia e diçkaje që është e zbrazët. *Zbrazëtia e dhomës. Mbushullia dhe zbrazëtia. Ka zbrazëti.*
2. Vend pa njeri a pa gjë tjetër, hapësirë e zbrazët, vend bosh. *Zbrazëti e madhe (e pafiind). Zbrazëtia e qiellit. Zbrazëtia në mes të dërrasave. Lë zbrazëti. U gjet një zbrazëti. Mbush zbrazëtinë.*
3. *fiz.* Hapësirë pa ajër a pa ndonjë gaz tjetër. *Zbrazëti e plotë. Lëvizja në zbrazëti.*
4. *fig.* Mungesë e diçkaje, e metë në një punë, në një fushë a në një veprimtari; shkëputje a ndër-prerje në diçka; detyrë a diçka tjetër e paplotësuar. *Zbrazëti të mëdha (të ndjeshme). Zbrazëti kulturore. Zbrazëti në sistemin e arsimit (e edukimit). Zbrazëtitë e nxënësve. Krijon zbrazëti. Ka zbrazëti. Plotëson (mbush) një zbrazëti.*
5. *fig.* Ndjenjë e hidhur, e shkaktuar nga një hu-mbje e rëndë, nga një goditje ose nga dëshpërimi;gjend-je e keqe shpirtërore që vjen nga mungesa e dikujt a e diçkaje. *Ndiente një zbrazëti në shpirt. Kishte një zbrçLzëti në zemër. Vdekja e shokut i krijoi një zbrazëti të madhe.*
6. *fig.* Mungesë idealesh, qëllimesh e synimesh të shëndosha për jetën. *Zbrazëti politike (shpirtërore, morale).*
ZBRAZËTIRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zbrazëti.
ZBRAZJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBRAZ, ZBRAZEM. *Zbrazja e gptave (e fuçisë). Zbrazja e ujit. Zbrazja e qytetit. Mbushja dhe zbrazja e armës.*
ZBRAZUR (i, e) *mb.* 1. Që ka mbetur pa gjë ose pa njeri brenda, që është zbrazur. *Shishe (kuti) e zbrazur. Fishek i zbrazur. Pushkë e zbrazur. Vend i zbrazur. Rrugë të zbrazura. Mbeti i zbrazur.* 2. edhe *fig.* I zbrazët. *Jetë e zbrazur.*
ZBRAZUR *ndajf.* Pa gjë ose pa njeri brenda, bosh. *Salla kishte mbetur zbrazur. Me duar zbrazur. Me bark zbrazur.*
• E nxori (e përcolli, e qiti) me duar zbrazur (me duar thatë, me duar bosh) *shih te* THATË 3.
ZBRES *jokal,* ZBRITA, ZBRITUR. 1. edhe *kal.* Zhvendosem nga lart poshtë, shkoj e zë vend diku me poshtë nga ku ndodhem, ulem; lëviz poshtë nëpër një shkallë a nëpër diçka tjetër; *kund.* hipi; ngjitem. *Zbriti nga çatia (nga ballkoni). Zbriti nga kati i dytë (i tretë). Zbriti nga shtylla (nga shkallët, nga pema, nga fiku). Zbritën nga kodra (nga mali). Zbritën në rrugë. Zbriti në katin e pare. Zbret në det (në lumë). Zbritën në fushë (në pazar). Zbresin me këmbë (me ashensor). Zbrit poshtë! Zbrit shpejt! Pa zbritur mirë. Hip e zbrit.*
2. Ulem shkallë-shkallë nëpër diçka nga një pike më e lartë në një pike tjetvr më të ulët; shkoj tatë-pjetë; *kal.* ul diçka shkallë-shkallë nga lart poshtë; *kund.* ngjit; ngjitet. *Zbriti shkallët. Rruga zbret butë (thikë). Lumi zbret me ngadalë. Ujërat zbresin me rrëmbim. Zbriti një tatëpjetë të madhe. Zbres një vijë pingule.*
3. Ulem poshtë nga një kafshë a nga një mjet udhëtimi; *kund.* hipi. *Zbriti nga kali. Zbriti nga ma-kina (nga karroca). Zbriti nga anija (nga aeroplani). I zbriti biçikletës. Zbriti në tokë.*
4. Ulem në hapësirë nga lart poshtë; *vet. vela 111* ulet a fluturon diçka poshtë; *kund.* bipi; ngjitem. *Zbri-tëm me aeroplan shumë ulët. Mjegulla kishte zbritur mbi male e fusha (mbi qytet). Dielli po zbriste mbi det. Kane zbritur shumë retë. Kane zbritur dallëndyshet e fluturojnë ulët.*
5. *kal.* E vë diçka në një vend më të ulët se aty ku është, e mbart dhe e çoj në një vend më të ulët, e ul poshtë; *kund.* ngjit; ngre; hipi. *zbriti valixhet nga dhoma. I zbriti librat nga rafti. E zbriti fëmijën nga pema (nga mani, nga dega). E zbritën nivelin e ujit. E zbriti poshtë (në tokë).*
*6. kal.* E ul dike a diçka nga një kafshë a nga një mjet udhëtimi, e shkarkoj; e shpie në një vend tjetër më të ulët; *kund.* hipi. *E zbriti nga mushka. E zbriti nga qerrja (nga*

*kamioni, nga treni). E zbresin bagëtinë nga mali (nga bjeshka). 1 zbriti dhentë në fushë (në vërri).*
7. *vet. veta III.* Arrin deri në një cak, shkon poshtë deri në një pike të caktuar, i vjen, i bie. *Duart i zbresin deri te gjunjët. Flokët i zbresin gjer mbi supe. Ka-pela i zbriste gjer te sytë. Dëbora zbriti deri në rrëzë të malit.*
8. *vet. veta III.* Arrin në një vend me sulm ose për të sulmuar. *Partizanët zbritën në qytet. Armiku zbriti me ushtri të madhe. Sulmuesit zbritën në portën ku-ndërshtare. sport.*
9. *fig.* Ulem nga një detyrë, bie nga përgjegjësia; ulem një shkallë me poshtë; *kal.* e vë dike në një detyrë më të ulët, e caktoj në një punë me pak të rëndësishme. *Zbriti nga detyra (nga përgjegjësia, ngagrada). E zbritën nga kryetar. Zbriti nga kategoria.*
10. *vet. veta HI fig.* Bie, shtrihet e sundon mbi dike a mbi diçka, pllakos, mbulon. *Zbriti mbrëmja. Zbriti errësira. Zbriti vjeshta. Nat a zbret e qetë.*11. *vet. veta III.* I ulet niveli diçkaje, bie. *Zbriti lumi (liqerti). Zbriti deli. Zbriti zhiva në termometër (në barometer). Zbriti niveli i ujit. Zbriti qumështi (pasi zihet).*
12. *fig.* Shkoj nga qendra në bazë; shkoj a dal në një vend ku kam për të bërë diçka. *Zbriti nëbazë. Zbriti në gjirin e klasës punëtore. Zbriti në fushën e betejës. Zbritën në rrugë për të kërkuar të drejtat. Skuadrat zbritën nëfushë. sport.*
13. *fig.* Rrjedh, e kam prejardhjen; vij. *Ne zbresim nga ilirët. Ai zbret nga një familje e mirë. Njeriu zbret nga majmuni. Qeniet e larta zbresin nga qeniet e ulëta.*
14. edhe *kal.* E bëj diçka më të vogël, e pakësoj; heq një pjesë nga diçka, e zvogëloj; *vet. veta III* ulet vlera e diçkaje, bie; zvogëlohet a ulet çmimi i një ma-Hi; *kund.* rrit, shtoj. *zbriti çmimi. Zbriti sheqeri. Zbriti prapë vlera e dollarit. Zbritën kohën e humbur. 1 zbriti dhjetë lekë. E zbriti nga shuma e përgjithshme. Kryesia zbriti në shtatë vetë.*
15. *mat.* Bëj veprimin e zbritjes. *Nga katra zbrit dy.*
16. *vet. veta HI fig.* Zvogëlohet a dobësohet diçka, bie në një shkallë më të ulët, ulet; pakësohet. *Zbriti temperatura. Zbriti të nxehtët (vapa). 1 zbriti zjarrmia (të nxehtët) djalit. I zbritën ethet. Zbriti puna.*
17. *vet. veta III* edhe *fig.* Bëhet me i dobët, i bie forca e vrulli, dobësohet, ulet, zbutet. *Zbriti flaka. Zbriti era. Nuk i zbriti vrulli. I zbriti zemërimi (inati). I zbritën nervat. Sa t'i zbresin.*
I zbriti (i ra) damari *shih te* DAMAR,~I. Zbriti (ra, u rrëzua) nga flku *iron, shih te* FIK,~U. Zbriti (ra) nga froni *shih te* FRON,~I $_3$. Zbriti nga fuqia ra nga pushteti, nuk ka me pushtet. I zbritën (i ranë) kacabunjtë *shih te* KACABU,~NI. I zbritën (i ranë) orët *shih tek* ORË,~A $_u$. E zbritën (e rrëzuan) nga piedestali *dike libr. shih te* PIEDESTAL,~I. E zbriti në tokë *dike shih tek* TOKË,~A $_x$. I zbritën (i ranë) xhindet (qipujt) *shih te* XHIND,~I. Zbriti (u ul) nga shala e hipi në samar *iron, shih te* SHALË, ~A ii.
ZBRITEM. *Pës. e* ZBRES.
ZBRITËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. *mat.* Numër që zbritet nga një numër tjetër. *Zbritësi dhe i zbritshmi. Gjeti zbritësin. Mbledh zbritësin me mbetjen.*
2. *vjet.* Pasardhës. *Zbritësit e ilirëve.*
ZBRITËS,~E *mb.* 1. Që vjen duke zbritur shkallë-shkallë nga lart poshtë, që zbret shkallë-shkallë nga një pike më e lartë në një pike tjetër më të ulët; *kund.* ngjitës. *Pjerrësi zbritëse. Lahore (trajektore) zbhtëse.*
2. Që vjen duke zbritur nga një njësi më e madhe në një njësi më të vogël; që vjen duke e ulur shkallën e forces a të veprimit të vet; *kund.* ngjitës. *Varg zbritës. let. Shkallë zbritëse. muz. Shumë zbritëse. mat. Per-pjesëtim zbritës. mat. Diftong zbritës. gjuh.*
ZBRITJE,~A *. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBRES, ZBRITEM. *Zbritje pingule. Zbritje e rrezikshme. Zbritja e çmimeve (e qirave). Zbritja e temperatures. Zbritja në qytet. Zbritja nga përgjegjësia. Zbritja e njerëzve në Hënë. Ngjitje e zbritje. Filloi zbritja. E bleu me zbritje. Nuk bënte zbritje.*______
2. Vend që vjen duke zbritur, pjerrësinë, tatëpjetë. *Zbritje e butë (e vështirë).*
3. *mat.* Një nga të katër veprimet themelore të ma-tematikës, me anë të të cilit nga një numër (i zbritshmi) heqim një numër tjetër (zbritësi) dhe gjejmë mbetjen. *Mbledhja dhe zbritja. Prova e zbritjes. Bëri zbritjen.*
ZBRITSHËM,~MI (i) *m. sh.* ~ËM, ~MIT (të) *mat.* Numri nga i cili zbritet një numër tjetër. *zbritshmi dhe zbritësi.*
ZBRUHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet i butë si brume, zbutet diçka e forte a e thatë. *Zbruhen dardhat. Iu zbrujtën duart.*
2. *fig.* Ligështohem, bëhem i dobët e i pafuqishëm; bëhem me i butë, zbutem. *është zbrujtur karakteri (vullneti). Është zbrujtur ca kohët e fundit.*
*3. Pës. e* ZBRUJ. *Është zbrujtur nga shiu. Toka u zbrujt shpejt. Gruri zbruhet me ujë.*
ZBRUJ *kal.,* ~TA, ~TUR. 1. E bëj të butë si brume diçka të forte a të thatë, duke e përzier me ujë ose me ndonjë lëng tjetër dhe duke e ngjeshur; e zbut diçka të forte a të thatë, duke e lagur me ujë ose me ndonjë lëng tjetër. *Zbrun bukën (biskotën, koret). Zbrunte dheun. Zbrun duhanin (barin). Zbrun lëkurën (kallot). E zbrujti shiu. E zbrujti me ujë.*
2. *fig.* E bëj më të dobët a më të pafuqishëm, e dobësoj; e zbut. *la zbrujti ndjenjat (qëndrimin, synimet, idealin).*
3. *fig.* E rrah shumë dike, e bëj pelte, e zhdëp. *la zbrujti shpinën. E zbrujti në dru.*
ZBRUJTJE,~A *. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ZBRUJ, ZBRU-HEM. *Zbrujtja e kores. Zbrujtja e duhanit.*
ZBRUJTUR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë i butë si brume, duke u përzier me ujë a me një lëng tjetër e duke u ngjeshur ose duke qëndruar në kushte të cak-tuara; që është zbutur, i zbutur; i ndulkët. *Tokë (kore) e zbrujtur. Fare e zbrujtur. Dardhë e zbrujtur. Me duar të zbrujtura.*
*2. fig.* I vrarë nga diçka; i butë, i dobët. *Me fytyrë të zbrujtur. Me zë të zbrujtur.*
ZBRUM *kal.,* ~A, ~UR. 1. *shih* ZBRUMOJ. *Zbrum dheun (lëndën e pare).*
2. *fig.* E rrah shumë dike, e zbruj, e zhdëp. *E zbru-men mirë.*
ZBRUMIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBRUMOJ, ZBRUMOHET. *Zbrumimi i parë i lëndës.*
ZBRUMOHET. *Pës. e* ZBRUMOJ.
ZBRUMOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E përziej me ujë a me ndonjë lëng tjetër dhe e ngjesh diçka të forte a të thatë, për ta bërë të butë si brume; zbruj. *E zbru-moi token. Zbrumoi letrën.*

ZBRUMUR (i, e) *mb.* Që është zbutur e është bërë si brume, i zbrujtur. *Lëndë (përzierje) e zbrumur. Tokë e zbrumur. Dardhë e zbrumur.*
ZBUKURIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBUKUROJ, ZBUKUROHEM.
*Zbukurimi i qytetit (i dhomës). Shërben për zbukurim.* 2. *kryes. sh.* Lute, ngjyra, gdhendje, viza e sende të ndryshme që e bëjnë më të bukur diçka a dike; diçka që shërben për të zbukuruar, stoli. *Zbukurime të çmueshme {të shumta). Zbukurime grash. Zbukurime në qelq. Drurë (lute, bimë) zbukurimi. Letra zbukurimi. Rroba me zbukurime.*ZBUKUROHEM *vetv.* 1. Bëhem i bukur a me i bukur nga ç'jam, me shtohet bukuria; zbukuroj veten me sende, stoli etj., stolisem; *kund.* shëmtohem. *Zbu-kurohej vazhdimisht. Saështë zbukuruar! Rritet e zbu-kurbhet. Mbeti duke u zbukuruar.*
2J *Pës. e* ZBUKUROJ. *U zbukurua qyteti (fshati) ngaindërtimet e reja.*
ZBUKUROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj dike a diçka të bukur a më të bukur nga ç'është; i jap dikujt a diçka je pamje të bukur, e bëj të bukur; stolis; *kund.* shëmtoj. *Zbukuroi shtëpinë (dhomën). Zbukuruan sheshin (rrugën, vitrinën). Zbukuronte fytyrën. Zbukuroi nusen. E zbukuroi me lule (me sende të qëndi-sura, me fije ari). E zbukuroi me gdhendje. E zbukuroi me flamurë (me fotografi). Zbukuroj me laps (me bo-jëra). Zbukuroj me daltë. "T'u qepemi kodrave e ma-leve, 1'i zbukurojmë e t'i bëjmë ato pjellore si edhe fushat"* (Enver Hoxha).
2. edhe *keq.* E përpunoj dhe e pasuroj, e latoj dhe e limoj, e stërholloj për ta bërë me tërheqës, më të gjallë e me shprehës (për stilin, gjuhën etj.). *E ka zbukuruar gjuhën (stilin).*
3. *fig.* E paraqit dike a diçka në një pamje më të bukur nga ç'është, duke i nxjerrë në pah anët e mira ose duke i shtuar të tjera që s'i ka dhe duke ia fshehur të rnetat e gabimet; e idealizoj. *E zbukuroi gjendjen (realitetin). E zbukuroi me fjalë të tepërta. Zbukuronte të kaluarën.*
ZBUKURUAR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë me i bukur me sende, stoli a mënyra të ndryshme; që është zbukuruar; i stolisur. *Qytet i zbukuruar. Dhomë (sallë) e zbukuruar. Nuse e zbukuruar.*
2. Që është bërë me tërheqës, që është pasuruar me elemente me shprehëse, që është limuar e latuar; *keq.* tepër i stërholluar (për gjuhën, për stilin etj.). *Gjuhë e zbukuruar. Poezi e zbukuruar. Ka stil të zbukuruar.*
3. *fig.* Që paraqitet në një pamje më të bukur nga ç'është, që zbukurohet qëllimisht për të fshehur të metat a gabimet që ka; i idealizuar. *Gjendje e zbukuruar. E paraqiti të zbukuruar.*
ZBUKURUES,~E *mb.* 1. Që shërben për të zbukuruar diçka a dike, që ndihmon për ta bërë më të bukur dike a diçka. *Bimë zbukuruese. Drurë zbukurues. Punime zbukuruese.*
*2. \përd. em.* Ai ose ajo që merret me zbukurimin e diçka je. *Zbukuruesit e vitrinave.*
ZBULlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBULOJ, ZBULOHEM. *Zbu-limi,i përmendores (i lapidarit, i bustit). Zbulimi i rrënjëve. Zbulimi i mineralit. Zbulimi i penicilinës. Zbulimi i energjisë atomike. Zbulimi i një vendi të panjohur. Zbulimi i rezervave të brendshme. Zbulimi i qëllimeve të vërteta.*
*2.* Diçka e re, diçka e panjohur me pare, që zbu-loheti që gjendet a që del në dritë pas një kërkimi të vijueshëm dhe pas një pune këmbëngulëse; ajo që zbulohet, gjetje. *Zbulim i ri (i madh, i papritur). Zbulimet e fundit. Zbulimet gjeografike (arkeologjike). Zbulim shkencor.*
3. *usht.* Mbledhja e të dhënave të ndryshme për armikun, për terrenin, për mjedisin etj., që bëhet në mënyrë të fshehtë ose duke hapur zjarr nga njësi a grope të caktuara në vendin ku parashikohet të zhvi-llohen veprime luftarake; njësi a grup i caktuar luf-tëtarësh që kryen këtë veprimtari. *Zbulimi ajror (tak-*
*tik). Zbulim me luftim (me zjarr). Aeroplan zbulimi. Fluturime zbulimi. Fotografi zbulimi. Toga (skuadra) e zbulimit. Grupet e zbulimit. Doli (shkoi) për zbulim. për qëllime zbulimi.*
4. Organ i posaçëm shtetëror, që ka për detyrë të marrë, të mbledhë e të studiojë të dhënat e fshehta për veprimtarinë dhe gjendjen ekonomike, politike, ushtarake etj. të shteteve të tjera armike. *Zbulimi ynë. Zbulimi armik (i huaj). Zbulimi ushtarak. Organet e zbulimit. Oficer i zbulimit. Punon në zbulim.*
ZBULOHEM *vetv.* 1. Me hiqet ose me ngrihet mbu-Iesa, veshja a mbështjellja dhe dal në shesh; zbuloj veten; *kund.* mbulohem. *U zbuluafëmija. Zbulohet shpesh në gjumë.*
*2. kryes. veta III fig.* Shfaqet, duket, del në shesh, del hapur, bëhet i njohur (një veprim, një synim, një e dhënë etj. ose dikush). *U zbulua menjëherë. Mos u zbuloni pa urdhër! Me në fund u zbulua edhe ai* foli, tha ato që dinte.
3. *Pës. e* ZBULOJ. *Lapidari u zbulua nga një veteran. U zbulua një varr i lashtë. U zbuluan rezerva të mëdha. U zbuluan boshllëqet (dobësitë, të metat). U zbulua komploti. Ligjet e zhvillimit të shoqërisë janë zbuluar nga Marksi dhe Engelsi.*
Iu zbuluan (i dolën) lakrat lakrorit *shih te* LAKËR, ~RA.
ZBULOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Ia heq ose ia
ngre mbulesën një njeriu a një sendi, ia heq veshjen një trupi ose mbështjelljen diçkaje; *kund.* mbuloj. *Zbuloi fytyrën (krahët, këmbët, kurrizin). Zbuloi bustin (pllakën përkujtimore). Zbuloi tasin (tenxheren). Zbuloi kosin. Zbuloi gropën. Zbuloi makinën. Zbuloi çatinë.*
*2.* Gjej diçka të mbuluar në tokë duke gërmuar etj., pasi e kam kërkuar për njëfarë kohe; bëj që të duket, bëj që të dale në dritë diçka e fshehur a e mbuluar. *Zbuloi thesarin. Zbuluam vendvarrimin e Skënder-beut. Zbuluan muret (themelet) e kështjellës. Zbuluan një vendburim të ri (rezerva të mëdha nafte).*
3. Gjej për here të parë një vend të panjohur; arrij të gjej për here të pare, të përcaktoj mirë dhe të bëj të njohur për të tjerët diçka të panjohur, nxjerr në dritë për here të parë diçka që nuk njihej me pare; bëj një zbulim. *Zbuloi një ishull të ri. Zbuloi strofkën e dhelprës. Zbuloi një gjuhë të panjohur. Zbuloi radio-aktivitetin. Zbuloi një ligj të fizikës (të natyrës).*
4. E diktoj dike që mundohet të fshihet a që e kërkoj; gjej diçka të fshehtë, diktoj diçka që është bërë në fshehtësi; nxjerr në shesh, marr vesh një të fshehtë. *E zbuluan armikun. Zbuloi tanket (artilerinë) e armikut. Zbuloi vrasësin (vjedhësin, dëmtuesin). Zbuloi krimin (vjedhjen, tradhtinë, kurthin). E zbuloi me kohë.*
5. *fig.* Arrij të marr vesh, arrij të kuptoj diçka që nuk e dija a që nuk e kisha kuptuar me pare; arrij të përcaktoj qartë diçka, duke u menduar, duke bërë analizë e duke

nxjerrë përgjithësime, gjej; nxjerr në shesh. *zbuloi mendimin. Zbuloi shkakun (gabimet, dobësitë, të metat, anët e dobëta). Zbulon mundësi të mëdha. Zbuluan rrugë (metoda, mënyra) për të rritur prodhimin. Zbulon tiparet e ndryshme të heronjve.*
*6.* I bëj të ditur dikujt një vendim, një çështje, një gjendje etj., i njoftoj; parashtroj, shtjelloj para dikujt. *Zbuloi para botës gjendjen e vërtetë në kolonitë.*
*k* I zbuloi (i zbrazi, i hapi) barkun *dikujt shihte* ZBRAZ. Zbulon (zbardh, hap) dhëinbet *keq. shih te* ZBARDH. I zbuloi (i bapi) kartat (letrat) *shih te* HAP. I zbuloj rrënjët *dikujt a diçkaje* s'lë gjë pa mësuar për të, ia gjej të gjitha. E zbuloi ?eten e tregoi veten se ç'është, nuk fshihet me; demaskoi vetveten.
ZBULUAR (i, e) *mb.* 1. Që i është hequr a i ka rënë mbulesa, veshja a mbështjellja, që është zbuluar; që nuk ka mbulesë a mbështjellje; *kund.* I mbuluar. *Makinë e zbuluar. Me fytyrë të zbuluar. Vend i zbuluar. Instalime të zbuluara. tek. Pjesët e zbuluara të trupit. Është gjysmë i zbuluar.*
2. *fig.* Që nuk mbrohet a nuk mbulohet prej ndo-kujt; që ka mbetur pa ndihmë e përkrahje. *Sektor i zbuluar. Lojtar i zbuluar. sport. Mbeti i zbuluar.*
ZBULUAR *ndajf.* 1. Pa veshje, pa mbulesë ose pa mbështjellje, pa u mbuluar; *kund.* mbuluar. *Mbahet zbuluar. Fie zbuluar.*
2. *fig.* Pa mbrojtjen e ndokujt, pa u mbuluar prej ndokujt; pa ndihmë e përkrahje. *Ky sektor ka mbetur zbuluar.*
*ir* Me bark zbuluar pa fshehur gjë, hapur. Paske fjetur zbuluar *iron,* nuk qenke në qejf, nuk qenke mirë.
ZBULUES,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që zbulon diçka të re, ai që bën një zbulim; shpikës. *Zbulues i guximshëm. Gëzimi i zbuluesit.*
2. *usht.* Ai që tnbledh të dhëna të ndryshme për armikun, për terrenin, për mjedisin etj. në vendin ku parashikohet të zhvillohen veprime luftarake, ai që merret me zbulim. *Zbuluesit tanë. Zbuluesit e ar-mikut. Grup (togë, skuadër) zbuluesish. Detyra e zbuluesit. Të dhënat e zbuluesve. Nisi zbuluesit.*
ZBULUES,~E *mb.* 1. Që bëhet a që kryhet për të zbuluar diçka të re e të panjohur; që bën një zbulim. *Kërkime zbuluese. Udhëtar zbulues.*
*2. usht.* Që ka për detyrë zbulimin e armikut; që shërben për zbulim. *Patrullë zbuluese. Mjete zbuluese. Aeroplan zbulues. Anije zbuluese. Veprimtari zbuluese.*
ZBUNtM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Përkëdhelje, le-dhatim; llastim. *la ngjitën në zbunim emrin.*
ZBUNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Marr më të mirë, përkëdhel, ledhatoj; llastoj. *E zbunoi fëmijën. Ia zbunoi zemrën.*
ZBURfM,~I m. Shamatë, potere.
ZBURTH,~I *m.* 1. *veter.* Sëmundje, që shfaqet me puçrra në mishin e dhëmbëve dhe në qiellzën e disa kafshëve (kryesisht të kalit e të gomarit) dhe që i pengon të hanë; zëmbicë. *ka dale zburthi kalit. la preu zburthin gomarit.*
2. *fig.* Inat; këmbëngulje me kokëfortësi. *doli zburthi. la hoqi zburthin.*
ZBURRIT *kal.,* ~A, ~UR. E rrit dhe e bëj burrë; burrëroj. *E rriti dhe e zburriti.*
ZBURRlTEM *vetv.* Rritem e bëhem burrë; burrë-rohem. *U zburrit djali.*
ZBURRITUR (i) *mb.* Që është rritur e është bërë burrë, që është burrëruar.

ZBUT (ZBUS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj të butë në të prekur, i heq ashpërsinë; e bëj më të butë një gjë të forte a të thatë, zakonisht duke e njomur me një lëng, e bëj si brume, e zbruj; e bëj të butë një metal a diçka t jetër, duke e nxehur në zjarr, që të për-
punohet lehtë. *Zbut pëlhurën (shajakun, lëkurat). Zbut bukën (koret) në qumësht. Zbut llaçin. Shiu e zbuti token. Zbut me nxehtësi. Zbut dyllin në zjarr. Zbut telin. Kremi ta zbut lëkurën. Qumështi ia zbuti fytin. Ia zbuti plagën me melhem.*
*2.* E bëj pak të butë e të njomë duke e spërkatur me ujë; spërkat. *zbuti rrobat para se t'i hekuroste. Zbuti duhanin para se ta grinte.*
3. E bëj më të këndshëm e më të pëlqyeshëm për veshin a për syrin; e bëj të shtruar e të ëmbël, i heq vrazhdësinë; ia ul forcën, e bëj me pak të ashpër. *Zbut zërin. Zbut dritën. Zbut ngjyrat. Zbut zhur-mat.*
4. *fig.* I ul forcën diçkaje; e bëj me pak të ashpër; pakësoj dallimet ndërmjet gjërave të ndryshme. *E zbuti muhabetin. Ia zbuti zemërimin. E zbuti kritikën (dënimin). Nuk e zbutim luftën e klasave. Zbut dhemb-jen (hidhërimin, shqetësimin). Zbut shpërpjesëtimet (dallimet). I zbuti grindjet (mosmarrëveshjet).*
*5.* E kthej nga gjendja e egër në gjendje të butë, e bëj shtëpiak që t'i shërbejë njeriut, e mësoj që të rritet e të jetojë bashkë me njeriun (për kafshët e egra); e bëj të butë një dru të egër, duke e shartuar. *Zbutën kafshët e egra. E zbuti ariun (tigrin). Zbut kumbullën (dardhën, mollën).*
6. E bëj të urtë, të shtruar e të dashur, e bëj të arsyeshëm e të bindur; i heq zemërimin, e qetësoj, e bëj dashamirës. *E zbuti shokun. Është zbutur fare. E zbuti me fjalë të mira. Atë s'e zbut gjë.*
7. E bëj me pak të pjerrët; e bëj të ketë një si-përfaqe më të sheshtë, e sheshoj. *Zbut rrugën (pje-rrësinë, faqen e kodrës). I zbutën tokat djerr.*
8. *vet. veta HI.* E bën më të ngrohtë, e bën me pak të ashpër, e bën më të mirë (për kohën, për klimën etj.). *Shiu e ka zbutur kohën. Pyjet e zbutin klimën.*
9. Ia ul gradën, ia ul fortësinë duke i futur ujë, e bëj më të butë (për pi jet alkoolike); ia heq një pjesë të kripërave minerale (për ujin). *Zbut rakinë (uzon, verën). Zbut ujin.*
• I zbuti (i shoi, i ftohu, i uli, i shtroi) gjakrat *shih te* GJAK,~U!. Ia zbuti kurrizin (shpinën, brinjët) *keq.* e rrahu fort, e rrahu keq, e rrahu mirë e mirë; Ia zbuti (ia uli) zërin *shih tek* UL.
ZBUTEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet më e butë në të prekur, i hiqet ashpërsia; bëhet më e butë një gjë e forte a e thatë, zakonisht duke u njomur me një lëng, bëhet si brume, zbruhet; bëhet i butë një metal a diçka tjetër, duke u nxehur në zjarr e përpunohet me lehtë. *U zbut pëlhura. U zbutën lëkurët. U zbutën koret (biskotat). U zbut llaçi (toka). U zbut dylli. Iu zbut plaga. Zbutet vetvetiu. U zbut shumë. Këto pemë zbutën me kohë.*
2. *vet. veta III.* Bëhet me i këndshëm e me i pel-qyeshëm për veshin a për syrin; bëhet i shtruar e i ëmbël, i hiqet vrazhdësia;i uletforca, bëhet me pak i ashpër. *V zbut drita. U zbutën ngjyrat. U zbutën zhur-mat.*
3. *vet. veta HI fig.* I ulet forca diçkaje; bëhet me pak i ashpër; pakësohen dallimet ndërmjet gjërave të ndryshme. *Iu zbutën ndjenjat. Iu zbut dhembja (urrej-tja, inati). Punët u zbutën. U zbutën grindjet (mëritë).*
4. Bëhet i butë e i afrohet njeriut (për kafshët e egra). *U zbut vetë ariu.*

5. Bëhem i urtë, i shtruar e i dashur, bëhem i arsyeshëm e i bindur; qetësohem, me ikën zemerimi,bëhem dashamirës. *U zbutën e u pajtuan. U zbut e u be yaj.*
<>. *vet. veta III.* Bëhet me pak i pjerrët; vjen me sipërfaqe më të sheshtë, sheshohet. *Këtej kodra fillon të \zbutet. E përpjeta sa vinte e zbutej.*
7. *vet. veta III.* Bëhet më e ngrohtë, bëhet më e butë (për kohën, për klimën etj.). *V zbut koha (moti). U zbut të ftohtët. Dimri nisi të zbutej.*
8. *vet. veta HI.* I ulet grada, i bie fortësia, bëhet me i butë (për pijet alkoolike). *Vera u zbut vetë.*
9. *Pës.e* ZBUT.
Iu zbut gjaku *dikujt shih te* GJAK,~U i. U zbutën (u ftohën, u ulën, u shuan, u shtruan) gjakrat *shih te* GJAK,~U i. Iu zbut zemra *dikujt shih te* ZEMËR,~RA.
ZBUTËS, ~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që merret me zbiitjen e kafshëve të egra, ai që zbut kafshët e egra. *Zbutës egërsirash (gjarpërinjsh). Zbutësi i tigrave (i luanëve).*
*2.* Lëndë, makineri etj. që shërben për të zbutur diçka të forte ose të thatë. *Përdoret si zbutës. E për-punoi me zbutës.*
3. Punëtor që merret me zbutjen e diçkaje të forte a të thatë. *Zbutësit e lëkurëve. Punon si zbutës.*
ZBUTËS,~E *mb.* 1. Që shërben për të zbutur diçka të forte ose të thatë; që zbut diçka të forte a të thatë. *Lëndë zbutëse. Banjë zbutëse. Makinë zbutëse. Veprim zbutës.*
*2.* Që e bën më të butë, më të ngrohtë e më të mirë, që zbut (kohën, klimën etj.). *Erë zbutëse. Ndikim zbutës.*
3. *fig.* Që e bën më të lehtë a më të butë; që mu-ndohet ta bëjë më të butë, që mundohet ta lehtësojë (fajin, gabimin, dënimin etj.). *Rrethanë zbutëse. Qëndrim zbutës.*
ZBUTIM,~I *m. shih* ZBUTJE,~A.
ZBUTJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të fol-jeve ZBUT, ZBUTEM. *Zbutja e kafshëve. Zbutja e klimës. Zbutja e kërkesës së llogahsë. Zbutja e luftës së klasave. Reparti i zbutjes së lëkurëve. Përdoret per*
*zbutje.*
2BUTOHEM *pës., vetv. shih* ZBUTEM. ZBUTOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. *shih* ZBUT.
ZBUTSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që mund të bëhet i butë, që mund të zbutet (për diçka të forte a të thatë). *Lëndë e zbutshme.*
ZBUTUR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë i butë në të pre-kuri Që i është hequr ashpërsia; që është bërë si brume,! zakonisht duke u njomur me ujë, i zbrujtur (për një gjë të forte a të thatë); që është bërë i butë duk^ u nxehur në zjarr (për metalet etj.). *Lëkurë e zbutur. Tokë e zbutur. Bukë e zbutur. Zift (dyllë) i zbutur. Sustë e zbutur.*
2.' Që është bërë me i këndshëm e me i pëlqyeshëm për veshin a për syrin; që është bërë i shtruar e i ëmbël, që s'ka me vrazhdësi. *Dritë e zbutur. Ngjyra të zbutura. Nota të zbutura. Me zë të zbutur.*
3. Që është zbutur (për kafshët e egra); që është përmirësuar me anë të shartimit (për bimët). *Kafshë e zbutur. Tiger i zbutur. Pemë e zbutur.*
4. *fig.* Që është bërë i urtë, i shtruar e i bindur (për njerëzit); që është qetësuar; që është bërë dashamirës.
*Qëndrim i zbutur. Vështrim i zbutur. Ishte pak me i zbutur.*
5. Që i është ulur pjerrësia; që është bërë me i sheshtë (përkodrat, tokat etj.). *Kodra të zbutura. E tatëpjetë e zbutur. Djerre të zbutura.*
*6. fig.* Që i ka rënë vrulli e forca e mëparshme, që nuk është me i egërsuar. *Det i zbutur.*
7. Që i është ulur grada e fortësia, që është bërë me i butë (për pijet alkoolike); që i është hequr një pjesë e kripërave minerale (për ujin). *Raki (uzo) e zbutur. Ujë i zbutur.*
ZBYLL *kal.,* ~A, ~UR. I heq mbyllësen një shisheje a një ene tjetër me grykë, hap, çel.
ZBYTH *kal.,* ~A, ~UR. E shtyj me prapa dike a diçka, e zmbraps. *Zbythi qetë (qerren). E zbythën armikun.*
ZBYTHEM *vetv.* 1. Eci mbrapsht; tërhiqem prapa; zmbrapsem. *U zbyth disa hapa. U zbyth nga dera. U zbyth i trembur (i turpëruar). U zbyth me tutje. Zbythu me andej!*
2. *Pës. e* ZBYTH.
ZBYTHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZBYTH, ZBYTHEM. *Zbythja e shulit. tek.*
ZDAP,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *krahin.* Dru i gjatë, i trashë e i pagdhendur; hu. *Mori një zdap. I ra me zdap.*
2. *fig. Bised.* Djalë a burrë me trup të gjatë, të forte, po jo të hijshëm. *Alamet zdapi. Gjithë ai zdap. Hyri një zdap.*
ZDAP *kal,* ~A, ~UR *krahin.* Zhdëp. *E zdapi mirë e mirë.*
ZDAPEM *vetv. krahin.* Zhdëpem. *U zdap më të ngrënë.*
ZDAPULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *krahin.* E rrah dike me dru, e zhdëp. *E zdapulloi i ati.*
ZDAT *kal,* ~A, ~UR *krahin.* I heq druajtjen a turpin dikujt, i hap syrin; e marr më të mirë, e për-këdhel; e llastoj, e bëj të lëshohet a të shthuret. *ka zdatur fëmijët. Mos e zdatni fort!*
ZDATEM *vetv. krahin.* Nuk kam me druajtje a turp, me del turpi, marr guxim; me hapet syri, llas-tohem; lëshohem, shthurem. *U zdat menjëherë. U zdatën fare.*
ZDATl,~A . *krahin.* Llastim; liri e tepruar. *ka dhënë zdati.*
ZDATK,~U *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Dërrasë që nuk është zdrukthuar dhe që përdoret zakonisht për të ngritur një mur ndarës. *Kasolle me zdatke.*
2. Mur i hollë, zakonisht prej dërrasash, që ngri-het për të ndarë në dy pjesë një dhomë, një korridor etj.; çatma. *E ndau me zdatk. Ngriti një zdatk.*
ZDATKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Ndaj me zdatk (një dhomë etj.). *E zdatkoi dhomën e madhe.*
ZDATSHËM *ndajf. krahin.* Pa druajtje, lirshëm; pa pasur turp. *Flet (rri) zdatshëm.*
ZDATUR (i, e) *mb. krahin.* I llastuar, i përkëdhelur tepër; i paturp, i pacipë. *Fëmijë (djalë) i zdatur.*
ZDËRGJAHEM *vetv.,* ~VA (u), ~RË. Shtrihemsa gjatë gjerë e pa turp në sytë e të tjerëve. *U zdërgja mbi divan.*
ZDËRHALLEM vev., ~A (u), ~UR. E kaloj kohën në gosti të shfrenuara; dehem në gosti. *Zdër-hallej me shokë. U zdërhall lire natën. Beu zdërhallej në sofrat e fshatarëve.*
ZDËRHALLJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Gosti e shfrenuar; dehje. *E kalon kohën me zdërhallje.*
ZDËRLAQ *kal.,* ~A, ~UR. Zgërlaq. *E zdërlaqi dardhën. I zdërlaqi vapa.*
ZDËRLAQEM vev., *pës.* Zgërlaqem. *U zdërlaqën hurmat.*
ZDËRLAQUR *(i,e)mb.* I zgërlaqur. *Kumbulla të zdërlaqura. Me trup të zdërlaqur.*
ZDËRLUG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. Vend i ngushtë e i thellë në mes të shkrepave, lug mali. *U rrëzua dhia në zdërlug. Mezi doli nga zdërlugu.*

ZDËRVIHEM vev. *krahin.* Me hiqet lëkura; i hiqet pjesa e sipërme a korja diçkaje, zhvoshket; gërvishtem. *lu zdërvi gjuri (krahu). Iu zdërvi plaga. U zdërvi në krah.*

ZDËRVtt *kal.,* ~TA, ~TUR *krahin.* I heq lë-kurën; i hen pjesën e sipërme a koren diçkaje, zhvoshk; gërvisht. *E zdërviu pemën. E zdërviu bukën* i hoqi koren.

ZDËRRANlK,~E *mb. bised., shar.* 1. Që s'i pushon goja, llafazan. *Djalë zdërranik.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Nuk i pushon goja zdërranikut. Mbylle, moj zdërranike!*

ZDERRE,~JA . *bised.* 1. *mjek.* Sëmundje që shfaqet me dalje jashtë shpesh e hollë, bark. *E kishte zënë (e hiqte) zdërrja.*

*2.* edhe *sh.* ~E, ~ET *shar.* Grua a vajzë Uafazane, zdërranike. *S'i pushonte goja, zdërres.*

3. *shar.* Gojë (për dike që flet shumë). *E ka hapur shumë zdërren. Mbylle zdërren!*

ZDfRGJEM vev., ZDORGJA (u), ZDIRGJUR.

Ulem poshtë, zbres nga diçka e lartë, zbres tatëpjetë.

*V zdorgj nga maja. Zdirgjet prej bjeshke. V zdorgj nga list. U zdorgjën në det. U zdorgj tatëpjetë kodrës.*

*V zdorgj në minierë. Përroi zdirgjet nga mali.*

ZDRAHEM vev., *pës. krahin. shih* ZHDËPEM. *U zdra me bukë (me mish).*

ZDRAJ *kal.,* ~VA, ~RË *krahin. shih* ZHDËP. *E zdrau mirë. E zdrau barkun.*

ZDRALE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *det.* Litar që për-doret në barkat a në anijet me vela për të lidhur majën e direkut me bashin, për të lidhur direkët me njëri-tjetrin etj. *Zdralja e kiçit. Zdralja e direkëve. Velat e zdraleve.*

ZDRALË,~A . Lerë në trup a në rroba, që bëhet nga të palarët, zhul. *Ka vënë zdralë jaka (kapelja). I hoqi zdralën.*

ZDRANGLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E gris fare, e bëj zhele-zhele (një rrobë etj.). *E zdrangloi këmishën (fustanin).*

ZDRËMALAQ,~E *mb. keq.* I zdrëmur. *Kale (gomar, ka) zdrëmalaq. Shtambë zdrëmalaqe.*

ZDRËMET vev., ~ (u), ~UR. Bëhet me zdrëma (kafsha); i rripet lëkura vende-vende diçkaje; i bie

boja a suvaja vende-vende (një muri etj.). *U zdrëm kali (gomari). Është zdrëmur fiku (molla). Ishte zdrëmur muri.*

ZDRËMË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Plage që i bëhet kafshës në trup, kur e vret samari, zgjedha etj. *Zdrëmë e madhe (e vogël). la bëri zdrëmë. Ishte bërë tërë zdrëma.*

2. Vend ku është rrjepur një cope lëkurë (te bimët); vend ku ka rënë boja, suvaja a diçka që vesh një send. *Zdrëmat e drurit. Zdrëmat e murit.*

3. Zdralë. *Zdrëma e jakës.*

ZDRËMUR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë me plage nga të vrarët. *Me qafë të zdrëmur (për kaun etj.).*

2. I rrjepur vende-vende, i zhvoshkur vende-vende. *Shtambë e zdrëmur. Mur i zdrëmur. Dru i zdrëmur.*

3. Që ka zënë zdralë. *Këmishë e zdrëmur.*

ZDRËNK,~U *m.* Ecje e kafshëve të ngarkesës me hap të shpejtuar e të çrregullt, duke e lëkundur shumë tërë trupin. *Zdrënku i kalit (i mushkës).*

ZDRËNK *ndajf.* Zdrënkthi.

ZDRËNKTHI *ndajf.* 1. Me hap të shpejtuar e të çrregullt, duke ecur me zdrënk (për kafshët e ngarkesës). *Ecën (ikën, vrapon) zdrënkthi. E ngau kalin zdrënkthi.*

*2. fig.* Me nxitim e pa i peshuar mirë gjërat, pa u menduar mirë, rrëmbyer. *mori zdrënkthi punët.*

ZDRIT (ZDRIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E mbuloj me dritë e me shkëlqim, e ndriçoj. *E zdriti dhomën (shtëpinë, vendin). Fishekzjarrët zdritën qiellin.*

2. *jokal. vet. veta III.* Ndrit, shkëlqen. *Zdriti mali (vendi). I zdrit ylli në ballë. Zdriti dielli.*

3. *jokal. vet. veta III.* Kalon drita nëpër të, përshko-het nga drita.

4. *fig.* E bëj të qartë e të kuptueshme diçka, e sqa-roj, e ndriçoj. *E zdriti mendimin. E zdriti me shembuj (me të dhëna). Ua zdriti mendjen. Zdrite çështjen!*

ZDRITEM vev. 1. *vet. veta III.* Mbushet me dritë, ndriçohet. *U zdrit mali. U zdrit qielli. Errej e zdritej.*

2. *fig.* Sqarohera. *Tashti u zdrita. U zdrit dhe kjo çështje.*

3. *Pës. e* ZDRIT.

ZDRITSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që është plot dritë e shkëlqim, i ndritshëm. *Dhomë e zdritshme. Rroba të zdritshme.*

2. Që lë të kalojë drita nëpër të, i përshkueshëm nga drita.

ZDRONlKA,~T . *vet. sh.* Një lloj trahanaje, me kokrriza të mëdha, që përdoret për të bërë çorbë.

ZDRUG,~GU *m. sh.* ~GJE, ~GJET. *shih* ZDRUKTH,~I.

ZDRUGIM,~I m. *sh.* ~E, ~ET. *shih* ZDRUK-THIM,~I.

ZDRUGOHET *pës. shih* ZDRUKTHOHET.

ZDRUGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *shih* ZDRUK-THOJ.

2. *fig.* E gdhend dike duke e qortuar a duke e share rëndë; e rrah keqas. *E zdrugoi mirë e mirë. la zdruguan kurrizin (shpinën).*

ZDRUGUAR (i, e) *mb. shih* ZDRUKTHUAR (i,c).ZDRUGULfNA,~T . *vet. sh.* Ashkla të holla, që dalin nga zdrukthi, kur zdrukthojmë një dërrasë. *Zdrugulina pishe (ahu). Mblodhi ca zdrugulina. Bëri skumë zdrugulina. Ndez zjarrin me zdrugulina.*

ZDRUKTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Vegël dore prej druri a prej metali, me një thikë të gjerë, që përdoret për pastrimin, rrafshimin e drejtimin e dërrasave e të pjesëve të tjera prej druri osepër tëhapur kanale në to. *Zdrukth i ngushtë. Zdrukth i trashë (tek)* zdrukth që heq shtresën e pare, të trashë të drurit. *Zdrukth i lakuar* zdrukth që e ka fundin të lakuar. *Zdrukth drejtues. Zdrukth pastrues. Zdrukth ulluk* zdrukth me fund të lakuar për të bërë kanale në dërrasë. *Zdrukth qorr* zdrukth i ngushtë që përdoret për zdruk-thimin e kanaleve. *Thikë zdrukthi. Mbeturina zdrukthi. Pllakë zdrukthi* pllakë e bërë me tallash. *E hëngri pak me zdrukth dërrasën.*

• E futi në zdrukth *dike* ia rregulloi mirë dikujt, e fdhendi. Ka zdrukth të forte *dikush shih* Ka lime të forte *dikush te* LIMË,~A.

ZDRUKTHËTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Punëtor që merret me punimin e drurit dhe që bën orendi, dyer, dritare e sende të tjera prej druri; marangoz. *Mjeshtëria (puna) e zdrukthëtarit. Veglat e zdrukthë-tarit. Banaku i zdrukthëtarit.*

ZDRUKTHËTARI,~A. *sh.* ~, ~TË. 1. Gdhendje, zdrukthim e punime të tjera që u bëhen dërrasave a pjesëve të ndryshme prej druri, për të bërë me to orendi, dyer etj.; puna që bën zdrukthëtari, mjeshtëria e zdrukthëtarit. *Punë (punime) zdrukthëtarie. Sektori (reparti) i zdrukthët arise.*

2. Vendi a reparti ku bëhet punimi i drurit ose i sehdeve prej druri; reparti i zdrukthëtarëve. *Punonjësit e zdrukthëtarisë.*

ZDRUKTHIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas Jcuptimeve të foljeve ZDRUKTHOJ, ZDRUKTHO-
HET. *Zdrukthimi iparë. Zdrukthimi i drurit (iparketit). Makinë për zdrukthim.*

ZDRUKTHOHET. *Pës. e* ZDRUKTHOJ.

ZDRUKTHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Rrafshoj, pastroj, lëmoj etj. me zdrukth dërrasën a sende të ndryshme prej druri, punoj me zdrukth. *Zdrukthon dërrasat. Zdrukthoi tryezën.*

ZDRUKTHUAR (I, e) *mb.* Që është rrafshuar, ië-muar, pastruar etj. me zdrukth, që është zdrukthuar. *Dërrasë e zdrukthuar. Tryezë e zdrukthuar.*

ZDRUKTHUES,~E *mb.* Që përdoret për të zdrukthuar. *Makinë zdrukthuese.*

ZDRYP *kal.* dhe *jokal,* ~A, ~UR. *shih* ZBRES.

ZDRYPET *vetv., pës.* Ulet, zbret. *U zdryp dheu.*

ZEBASH,~E *mb.* Që e ka qimen të zezë, zebë. *DM zebashe.*

ZEBË *mb.* 1. Që e ka qimen të zezë, me trup të zi (zakonisht për dhitë).

2. *si em.* ZEBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Dhi a kaf-shë tjetër me qime të zezë.

ZEBËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Lloj kali i egër shumë i shkathët, që e ka trupin vija-vija bardhë e zi dhe që rron në kope në Afrikë. *Lëkura e zebrës.*

ZËBËR (i, e) *mb.* 1. Që e ka qimen në ngjyrë të zezë
pak si të zbardhur (për bagëtinë). *Cjap i zebër. Dhi e zebër.*

2. Zeshkan. *Burrë i zebër. Grua e zebër.*

ZEFlR,~I *m.* Erë e lehtë dhe e freskët, që fryn nga perëndimi. *Fryn zefiri.*

ZEGAL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool. shih* ZEKTH,~I.

ZEGËL,~LI *m. sh.* ~LA, ~LAT *zool.* Zekth. *hyri zegli. 1 zuri (i pickoi) zegli.*

ZEHER,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bised.* Helm. *Piu zeherin. I hodhi zeher. Vjell zeher kundër tij. E hidhur zeher. E kam gojën zeher. U be zeher* u pikëllua, u hidhërua shumë.

ZEJE,~A *sh.* ~E, ~ET. Mjeshtëria që ushtron dikush përditë, zakonisht duke punuar me dorë a me vegla të thjeshta, duke pasur shprehi e aftësi të posaçme, të fituara nga përvoja; zanat, mjeshtëri. *Zeje ndihmëse. Zeja e këpucëtarit (e rrobaqepësit, e furrtarit). Mësoi një zeje.*

•*k* la mori zejen *diçkaje* e mësoi diçka, e për-vetësoi mirë; ia mori dorën një pune.

ZEJTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Ai që ka një zeje, ai që ushtron një zeje, zanatçi. *Zejtar shtëpiak. Zejtar i vogël. Puna e zejtarit.*

ZEJTAR, ~E *mb.* Që bën punime zejtarie; që merret me zejtari. *Ndërmarrje (kooperativë) zejtare. Shtresa zejtare. Shkollë me drejtim zejtar.*

ZEJTARl,~A . *sh.* ~, ~TË. 1. Mjeshtëria e zejtarit; zanat, zeje; tërësia e zejeve. *Zejtaria shtëpiake (artistike). Zejtaria e farkëtarit. Zhvillimi i zejtarisë. Rënia e zejtarisë. Merreshin me zejtari.*

2. *përmb.* Tërësia e zejtarëve.

ZEKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Lopë a dele fare e zezë.

2. *shar.* Grua a vajzë ezmere.

3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 1 të emrit. *Dele zekë.*

ZEKTH,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Kandërr me krahë, me trup sa një mizë e madhe, që fluturon me një zhurmë të veçantë dhe që gjatë pranverës e verës pickon gjedhin e i thith gjakun. *Zekthi i za-konshëm. Pickimi i zekthit. E zuri zekthi.*

*2. veter.* Sëmundje e gjedhit, që shkaktohet nga larvat e zekthit dhe që shfaqet me dëmtimin e lëkurës. *Sëmundja e zekthit. Lopë me zekth.*

*3. fig. bised.* Dëshirë e madhe për diçka, që s'të lë të qetë; merak. *Zekthi i punës. Zekthi i dashurisë (i lirisë). 1 futi zekthin. I ka hyrë (e ka zënë) zekthi.*

*ir* I ka hyrë (i ka hipur, i ka kërcyer) zekthi (miza) a) nuk është me i qetë, sepse ka parë a ka marrë yesh diçka, s'i rrihet me; b) është nxehur shumë, i ka hipur inati në kokë. I shtiu zekthin *dikujt shih te* SHTIE.

ZELL,~I *m.* Dëshirë e zjarrtë dhe kujdes i madh që tregon dikush për të kryer me durira dhe sa me mirë një punë, një detyrë, një porosi etj.; përpjekje e këmbëngulje e parreshtur për të kryer një punë. *Zell* i *madh. Ka zell për punë (për mësim). Punon me zell. E mori me zell. I ka hyrë (iu ftoh) zelli.*

ZELLMADH,~E *mb.* Që ka shumë zell për të kryer një punë a një detyrë, për të mësuar etj., që tregon zell të madh në një punë, në një detyrë, në mësim etj. *Djalë zellmadh.*ZELLSHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që ka dëshirë, durim e këmbëngulje në punë, që punon me zell, që tregon zell në një punë. *Punëtor (nxënis) i zellshëm. Është shumë e zellshme.*

ZELLTAR,~E *mb.* 1. I zellshëm. *Vajzë zelltare.*

2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Zelltar i flaktë. Zelltar pane.*

ZELLTARI,~A. Zell; të qenët i zellshëm. *Punon (meson) me zell tan.*

ZEMBEREK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Rrip me-tali i hollë e i përkulshëm, zakonisht i mbledhur si rreth, i cili vë në lëvizje orën ose një mekanizëm tjetër me anë të forces që ka kur mblidhet rreth boshtit të vet dhe që e lëshon kur çlirohet. *Zembereku i ores. Boshti i zemberekut. Lodër (kukull, gramafonj me zemberek. U këput (u shkurdis) zembereku. I ndërroi zemberekun.*

2. *bised.* Çarku i pushkës; këmbëza e pushkës. *Me gishtin në zemberek. Shkrep Iheq) zemberekun e pushkës.*

3. *fig. bised.* Ajo që vë në lëvizje diçka, ajo që e nxit të ecë përpara, forca lëvizëse e diçkaje. *Zembereku i punës (i prodhimit).*

4. *krahin.* Rezja e derës a e dritares. *vuri zemberekun. E mbylli me zemberek.*

ZEMËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. *anat.* Organi qendror i sistemit të qarkullimit të gjakut te njeriu dhe te kafshët, në trajtën e një koni muskulor me majë poshtë, që gjendet në anën e majtë të zgavrës së kraharorit në mes të mushkërive; pjesa e majtë e kraharorit, nën tëcilën gjendet ky organ; ky organ i disa kafshëve që përdoret si ushqim. *Zemër e shë-ndoshë (esëmurë). Zemër artificiaJe. Zemra e njeriut (e lopës, e kalit). Muskujt e zemrës. Barkushet e zem-rës. Rrahjet e zemrës. Sëmundjet e zemrës. Operacion në zemër. Bar për zemër. Zemra viçi (qengji) të sku-qura. I rrihte zemra shpejt. lu zmadhua zemra. Vuan nga zemra. S'i punon (i pushoi) zemra. E mori plumbi në zemër. I ka zënë zemra dhjamë. E mbante (e vuri) dorën në zemër. E shtrëngoi në zemër.*

*2.* Send i vogël në trajtën e një koni me majë poshtë, që i ngjan këtij organi të qarkullimit të gjakut. *Va-rëse grash me zemër. Qëndisje me zemra. Gdhendi një zemër.*

3. *fig.* Vatra simbolike e ndjenjave të ndryshme (e dhembshurisë, e mirësisë, e dashurisë, e gëzimit, e hidhërimit etj.) ose e dëshirave më të thella, e gjendjes shpirtërore etj.; tërësia e ndjenjave të njeriut, ndjenjat

vetjake më të fshehta; bota shpirtërore, jeta e brend-shme e njeriut, e parë si tërësi e vetive dhe e tipareve të karakterit të tij; njeriu si bartës i këtyre ndjenjave, vetive e tipareve. *Zemër nëne. Zemër rinore. Zemër e thjeshtë (e dashur). Zemër e madhe* njeri i dashur, bujar e zemërgjerë. *Zemër e njomë (e brishtë). Zemra ime!* (thirrje dashurie). *Zemër trimi. Bir (njeri) i zemrës. Mik (shok) zemre. Thirrja e zemrës. Lidhje zemrash. Plagët e zemrës. Me zemër të gëzuar (të plagosur). Me zemër të madhe (të ngushtë). Me gjak të zemrës* me gjithë zemër, me gjithë shpirt; shumë. *Me zjarrin e zemrës. Me sytë e zemrës. Me mendje e me zemër. Ngushullime nga zemra. S'i bënte zemra. I gëzon zemra. E falënderoi (e uroi, e përshëndeti) nga zemra. Na del urimi nga zemra. Duhen me zemër. E priti me zemër. E mori me zemër (punën). E bëri me gjitfië zemër. Ia dha (ia fall) me gjithë zemër. Punon*
*pa zemër. E dëgjoi (i vajti pas) pa zemër. Gëzoi (push-toi, helmoi) zemrat. Kam gëzim në zemër. Me kënaqet (mëgëzohet, me lëndohet) zemra. Ekam në zemër. Ekam për zemër dike a diçka. Me shkon për zemër. I vjen (i shkon) pas zemrës. Me vete sipas zemrës. Me shkon (me vete) në zemër. Ia gjeti zemrën. S'e ndan nga zemra. Me vlon në zemër. Bën ç'i thotë zemra. Dëgjon zemrën e vet. Lidhën zemrat. Ia fali zemrën Partisë. I ka dhënë zemrën. I fitoi (i rrëmbeu) zemrën. I hapi (i çeli, i zbrazi) zemrën dikujt. I foli me zemër të hapur. Ia njoh zemrën. Është njeri me zemër (pa zemër). Bën zemrën e botës* u bën qejfin të tjerëve. *S'ma do (s'ma heq) zemra. S'ia thotë (s'i bën) zemra. Nuk ia di (nuk ia njoh) zemrën. Zemra ia donte që të vinte. U nis me gjysmë zemre. S'kam zemër të qesh. E ka zemrën zjarr (flake, barut). Ka zemër komunisti. Ka zemër të mirë (të butë, të gjerë, të artë, të keqe, të ngushtë, të ligë). Ka zemër të forte* duron shumë. *S'ka zemër* a) s'ka dhembshuri; është i pashpirt, është i pamëshirshëm; b) nuk i duron dot pamjet e rënda a tregimet për ngjarje të hidhura, tronditet e mallën-gjehet shpejt, është shumë i ndjeshëm. *Ka zemër luani* është trim. *Ka zemër pule (lepuri)* është frikacak. *S'ka zemër të keqe. Burri matet me zemër. fj. u. Zemra ndien zemrën. fj.u. Me fjalën e Partisë në zemër. Partia është në zemër të popullit. Do të rnbetet në zemrat tona. E mban të fshehtë (e ka mbyllur) në zemër. I vlonte (i ziente) në zemër dashuria (urrejtja). Ia mbushi zemrën me gëzim (me hare, me krenari, me hidhërim, me urrejtje). E ndien zemrën më të lehtë. Ndiej një zbrazëti në zemër. Me zemër të mirë! ur.* me gëzim, gëzuar. *Atje ku jep fjalën, vër zemrën. fj.u. E thotë goja, po s'e thotë zemra. fj.u. Ç'ka zemra, e tregon fytyra. fj.u. Larg sysh, larg zemrës. fj.u. Bukë e kripë e zemër. fj. u.*
*4. fig.* Guxim. *Njeri (burrë) me zemër. Mori zemër. Bëri zemër. I dha zemër. I ra zemra. S'ka zemër. Humbi zemrën* u be frikacak, s'ka me guxim. *Me iku zemra. E la (e lëshoi) zemra. Lufta kërkon zemër. Ka nevojë për zemër. Zemër, djema!*
5. Pjesa e brendshme e pemëve, ku janë vendosur farat; pjesa e brendshme e diçkaje, bërthama, qendra; ajo që mbush zbrazëtinë në mesin e diçkaje. *Me zemër të kalbur. Zemra e shalqinit (e pjeprit, e mollës, e ftoit, e domates). Zemër gjembaçi (pishe). Zemra e drurit. Me zemër çeliku (gize, dërrase). Zemra e gomes. Zemra e Tokës. Trashësia e zemrës. Kalbëzimi i zemrës. Bar me zemër. Derë me zemër. Derdhje me anë të zemrave. tek. Qëroj (heq) zemrat. Ia ka ngrënë zemrën krimbi. Shpuan zemrën e malit. Palca e drurit rrethohet nga zemra.*
6. Pjesa qendrore e diçkaje; pika a pjesa që gjendet pak a shumë në mes të një vendi, mesi. *Në zemër të maleve (të bjeshkëve, të fushës, të qytetit, të fshatit). Në zemër të Shqipërisë. Në zemër të Evropës. Në zemër të zjarrit. Arritëm në zemër të malësisë. U futën në zemrën e turmës.*
*1.* Mesi (për kohën). *Në zemër të ditës (të nates). Në zemër të dimrit. Në zemër të javës.*
8. *fig.* Forca qendrore lëvizëse e diçkaje, ajo që frymëzon, që organizon dhe që udhëheq dike a diçka; pjesa më e rëndësishme a me kryesore, ajo që për-bën thelbin e diçkaje; shpirti. *Zemra e uzinës. Zemra e induslrisë së rëndë. Zemra e revolucionit. Partia është zemra e popullit tone. Komunistët janë zemra e kantierit. Celula e partisë përbënte zemrën e çetës.*
9. *krahin.* Lukthi; zgavra e barkut, barku. *Cropae lemrës. E preu zemra. Hëngrisapër të zënë zemrën. E \ëntë zemra e keqe! mallk.*
V la biroi zemrën (shpirtin) *shift te* BIROJ. Me bren (me ha) zemra dyshoj për dike a për diçka, me ha dy-shjmi. Me bren zemrën me shqetëson vazhdimisht, nu)ç me lë të qetë një dyshim a një çështje që kërkon zgjidhje. I brofte zemra *shih te* BROF. la copëtoi zemrën *dikujt shih te* COPËTOJ. Me copëtohet zemra *pë,r dike a për diçka shih te* COPËTOHEM. M'u ça zemra *shih te* ÇAHEM. Me doli nga zemra nuk e dua me, nuk me pëlqen me, m'u ftoh; me iku dashuria që kisha për të. I derdhi zemrën *dikujt shih* I zbrazi (i hapi, i zbuloi) barkun *dikujt te* ZBRAZ. Iu dogj (iu përvëlua, iu zhtirit) zemra (shpirti) për *dike a për diçka* a) e ka marrë malli shiimë për dike; do shumë që të ketë diçka; b) është shumë i vrarë, është shumë i dëshpëruar nga një fat-keqësi që i ka ndodhur. Me dorë në zemër (me zemër në dorë) *shih te* DORË,~A. Iu drodh zemra (shpirti)
a) u trondit, u shqetësua shumë, u tremb fort; b)u prek thellë në shpirt, u mallëngjye pa masë. I dri-thëron zemra (shpirti) *shih te* DRITHËROJ 2. Me dhemb (me ther) zemra (shpirti) për *dike a për diçka* me vjen shumë keq për dike a për diçka; jam shumë i pikëlluar, e kam zemrën të vrarë. Iu err zemra *shih tek* ERREM. I fjeti në zemër *dikujt shih te* FLE. I freskoj zemrën *dikujt shih te* FRES-KOJ. la fryu zemrën *dikujt shih te* FRYJ. M'u fry zemra *shih te* FRYHEM. Iu ftoh zemra a) nuk ka me guxim, e lëshoi zemra; b) nuk ka me dëshirën e zjarrtë që kishte; nuk ka me dashurinë e miqësinë e më-parshme për dike. T'u ftohtë zemra! *mallk. shih te* FTOHEM 1. Nga fundi (nga thelbi) i zemrës (i shpirtit) me çiltëri të madhe, me gjithë zemër. I grisi zemrën (shpirtin) *shih te* GRIS. I gufon zemra (shpirti) është shumë i gëzuar, po fluturon nga gëzimi. I gulcoi zem-rën *d i k u j t shih te* GULÇOJ. Me ha (me bren) zemra *te,dikush a për diçka* kam dyshim, dyshoj te dikush a për diçka. la hëngri zemrën *shih te* HA. Iu hap zemra *shih te* HAPEM. Heq në zemër për *dike a për diçka* a) vuan shumë për dike a për diçka, ndien dhembje të madhe; psherëtin thellë;
b) shfryn më të gjitha forcat, nxjerr dufin. Me heq zemra re *dikush shih te* HEQ. Me heq zemra për *diçka shih te* HEQ. I ka hyrë në zemër (në shpirt) *dikush a diçka shih te* SHPIRT, ~I. Me këndon zemra jam shumë i gëzuar, kam një gëzim të madh në zemër; jam i lumtur. Të këndoftë zemra! *ur.* qofsh i lumtur e i gëzuar, paç gjithnjë

gëzime! Me këputet zemra (shpirti) *shih te* KËPUTEMË. E lau zemrën *ndaj dikujt shili te* LAJ. Me lecka në zemër *shih te* LECKË,~A. la lehtësoi zemrën *dikujt shih te* LEHTËSOJ 4. I leu (i lindi) në zeraër për *diçka shih te* LEJ. Iu lektis zemra për *dike shih te* LEKTISEM. la iëkund zemrën *dikujt shih te* LËKUND. Iu lëmek zemra *shih te* LËMEKEM 2. Me lëviz (me Iuan) zemra *shih te* LËVIZ. Iu lig zemra *dik uj t shih te* LIGEM. I Hgjëron zemra *shih te* LIGJËROJ j. I lufton zemra (gjaku) *shih te* LUFTOJ. M'u mbush zemra (plot) e ndiej veten të kënaqur, u gëzova shumë, m'uj ngroh zemra. U ndez zemrat i mbush me besim në fitore, u jep guxim të madh, i ngre peshë. Iu ndrydh zemra i erdhi shumë keq; u prek thellë. I ngriu zemra u tremb shumë, desh i ra pika nga frika. S'ma ngroh zemrën *shih te* NGROH. Me ngrohet zemra (shpirti) *shih te* NGROHEM. Me ngushtohet zemra *shih te* NGUSHTOHEM. Me ngjit në zemër *dikush* ndiej dashuri për dike, me bëhet i dashur e i shtrenjtë.
I pikoi (i piku) në *zemër për dike a për diçka* a) i erdhi shumë keq për humbjen e dikujt a të diçkaje, i theri në zemër; b) i pëlqeu shumë dikush, i ra në kokë për të. la plasi zemrën *shih te* PLAS. Me preku në zemër (në shpirt) me mallëngjeu shumë, me bëri të me vijë keq për të, me tronditi. la prishi (ia çarti) zemrën *dikujt shih te* PRISH. E prishi zemrën *shih te* PRISH. I qan zemra (shpirti) për *dike a për diçka shih te* Q AJ. Me qan zemra *t e dikush shih te* QAJ. I qesh zemra *shih te* QESH. E qiti prej zemre *dike* a) nuk e do me; b) e harroi. Me rëndon (me shtrëngon) në zemër *diçka* me shqetëson gjithnjë, e kam si një barrë të rëndë në shpirt. Me rreh zemra për *dike a për diçka* mendoj gjithnjë për dike a për diçka, kam dëshirë që të me plotësohet qëllimi; e dua shumë. Sa të me rrabë zemra gjithë jetën, sa të jem gjallë. Me rritet zemra *shih te* RRITEM. I rrudh zemrën *dikujt shih te* RRUDH. Me shkrifi zemrën *shih te* SHKRIF. Me shpoi zemrën *shih te* SHPOJ. Iu sbqye zemra *shih te* SHQYHEM. Me shtatë zemra *shih te* SHTATË. Me shtrëngohet zemra (shpirti, kraharori) *shih te* SHTRËNGOHEM. Me shtrydhi zemrën *shih te* SHTRYDH. Ma shtypi zemrën *shih te* SHTYP. Me shtypet zemra *shih te* SHTYPEM. Iu tallazua zemra *shih tek* TALLAZOHET. Me trup e me zemër *shih tek* TRUP,~I. Ia thau zemrën *dikujt shih te* THAJ. Në thekun e zemrës he thelbin e zemrës. Ma thotë (ma ndien, ma ndjell) zemra e parandiej diçka, jam i sigurt se do të ndodhë diçka a do të vijë dikush. Me thëllon në zemër *shih te* THËLLON. Iathërrmoi zemrën *shih te* THËRRMOJ. Thikë në zemër *shih te* THIKË,~A. Ia theu zemrën *shih te* THYEJ. Iu zbut zemra *dikujt* a) u qetësua, i ra zemërimi; iu pa-kësua hidhërimi që kishte, u ngushëllua; b) u prek në shpirt, u mallëngjye; u be i ndjeshëm e i vjen keq për të tjerët. Me zemër të bardhë që nuk ia prish qejfin askujt, që mundohet t'u bëjë mirë të gjithëve, bujar, zemërbardhë. Me zemër të copëtuar (të thyer) *shih te* COPËTUAR (i,e). Me zemër të çjerrë *shih te* ÇJERRË (i,e). Me zemër të dridhur *shih te* DRIDHUR (i,e). Me zemër në fyt *shih te* FYT,~I. Me zemër (me bark) të gjerë *shih te* GJERË (i,e). Me zemër (me gjak) të ngrirë *shih te* NGRIRË (i,e). Me zemrën (me frymën) pezull *shih te* PEZULL. Me zemër (me buzë) të pla-sur shumë i hidhëruar, i vrarë moralisht (nga një fatkeqësi etj.), i pikëlluar. Me zemrën plot *shih te* PLOT. Me zemër të plotë *shih te* PLOTË (i,e). Me zemër të prishur *shih te* PRISHUR (i,e). Zë zemrën (barkun) *shih te* ZË. E bëri për ujë në zemër a) e trembi shumë; b) e bëri që të mos ketë nga t'ia mbajë, e kritikoi shumë rëndë. Bëri vend në zemrën *e dikujt* fitoi dashurinë e nderimin e dikujt, veproi në mënyrë të tillë që ta duan të tjerët. Iu be lungë në zemër *shih te* LUNGË,— A. I ra (iu ngul, i mbeti) thikë në zemër *shih te* THIKË,~A. I çoi peshë zemrën *dikujt shih te* PESHE. Iu drodhën telat e zemrës edhe *iron. shih tek* TEL,~I. E kam ballgam në zemër *shih te* BALLGAM,~I. E ka gozhdë në zemër *shih te* GOZHDË,~A2. E kam hanxhar në zemër *shih te* HANXHAR, ~I. E kam plage (pike, peng) në zemër *diçka* me ka shqetësuar shumë, me ka hidhëruar shumë diçka dhe e kujtoj gjithnjë (një humbje, një fatkeqësi etj.); nuk e harroj kurrë diçka, nuk me hiqet mendja nga ajo. E ka thikë në zemër *shih te* THIKË, ~A. la la gozhdë në zemër *shih te* GOZHDË,~A 2. I mbeti birë në zemër *shih te* BIRË,~-A. Me mbeti murriz në zemër *shih te* MURRIZ,~I. Ndiej një lime në zemër *shih te* LIMË,~A. I ngre lart zemrën *di-k uj t* e bëj më të vendosur, e bëj të ketë me shumë besim në vetveten, e bëj më të guximshëm. Vë dorën në zemër për *dike* a) me vjen keq për dike, mendoj me dhembshuri për të, kam mëshirë për dike; b) gjykoj si për vete, marr parasysh rrethanat. I vuri një gur zemrës *shih te* GUR,~I. I vuri gurët në zemër *dikujt* e shtrëngoi shumë dike, e detyroi me force, ia vuri kokën në dare. E bIri zemrën gur *shih te* GUR,~I. Nuk i bën zemra lak *shih te* LAK,~U. Ma bëri zemrën thëngjill *shih te* THËNGJILL,~I. Ia bëri zemrën ujë *shih tek* UJË,~I. M'u be zemra akull *shih tek* AKULL, ~I. Me bëhet zemra behar *shih te* BEHAR,~I. Iu be zemra bore *shih te* BORË,~A. Iu be zemra (gjaku) bozë *shih te* BOZË,~A. Me bëhet zemra bukë *shih te* BUKË,~A. Iu be zemra (shpirti) cope (plage) *shih te* COPË,~A. M'u be zemra çyrek *shih te* ÇYREK,~U. Iu be zemra (barku) grope *shih te* GROPË,~A. Iu be zemra hon *shih te* HON,~I. Iu be zemra kala *dikujt shih te* KALA,~JA. M'u be zemra mal *shih te* MAL,~I. Iu be zemra pus *shih te* PUS,~I. Iu be zemra shpellë *shih te* SHPELLË,~A. I ishte bërë zemra shtupë *shih te* SHTUPË,~A. Iu be zemra (shpirti) vrer (helm) *shih te* VRER,~I. Me ra zemra në bark *shih te* BARK,~U. I digjet zemra horë *shih te* HORË, ~A ii. I digjet zemra prush për *dike shih te* PRUSH,~I. Duro zemër e mos plas! *shih te* DUROJ. Iu fry zemra nga gëzimi *shih te* FRYHEM. I hipi zemra në fyt *shih te* FYT,~I. E ka zemrën det *shih te* DET,~I. E ka zemrën (barkun) të ftohtë *shih te* FTOHTË (i, e). E ka zemrën të gurtë *shih te* GURTË (i, e). E ka zemrën hambar *shih te* HAMBAR,~I. E ka zemrën hazine *shih te* HAZINE,~JA. Ka zemër me kockë *shih te* KOCKË,~A. E ka zemrën prej lime *shih te* LIMË,~A. Ka zemër murgeshe *shih te* MURGE-SHË,~A i. E kam zemrën të ngrohtë *shih te* NGROH-TË (i, e). E ka zemrën pasqyrë *shih te* PASQYRË,~A. E kam zemrën plage *shih te* PLAGË,~A. Iu mblodb zemra lëmsh (shuk) *shih te* LËMSH,~I. Iu nda zemra dysh vuan shumë shpirtërisht, u pikëllua pa masë. Ia ndezi zemrën flake (zjarr) *shih te* NDEZ. I ndezi zemrat horë *shih te* HORË, ~A I(. Me pikon (me kullon, me rrjedh) zemra gjak me vjen shumë keq, jam shumë i hidhëruar e i mërzitur. Qesh me zemër e jo me buzë *shih te* QESH. I shkoi (i ra) zemra te tbembra *shih te* THEMBËR,~RA. I vë (i lë) zemrën në dorë *shih*

*te* DORË,~A. I erdhi zemra (shpirti, fytyra) në vend *shih te* VEND,~I. Gjuha e ka rrënjën në zemër *fj.u. shih te* GJUHË,~A i. Qesh me sy e qan me zemër *shih te* QAJ. Shih me sy e plas me zemër *shih te* SY,~RI. Mos i shiko shpatullat, po shikoji zemrën *fj.u. shih te* SHPATULL,~A. Shpatullat me zemrën s'janë motra *fj.u. shih te* SHPATULL,~A. I vogël për prehër, i madh për zemër *fj.u. shih te* PREHËR,~RI.
ZEMËRAK, ~E *mb.* 1. Që zemërohet shpejt e mban inat, idhnak. *Njeri zemërak. Është zemërak.*
2. Që shpreh zemëritn, që nxjerr në shesh inatin. *Fjalë zemërake. Qëndrim (shikim) zemërak.*
3. *fig.* Që vjen me vrull e i papërmbajtur, i rrëmbyer, i egërsuar (për lumenj, përrenj etj.). *Det (lumë) zemërak. Vale zemërake. Stuhi (erë) zemërake. Re zemërake.*
4. *fig.* Që ka të ftohtë të hidhur; i ashpër, i egër, i hidhur (për motin, për kohën etj.). *Dimër zemërak.*
ZEMËRAKULL *mb.* Që nuk ka ndjenja, që nuk ndien asgjë, që e ka zemrën të ftohtë; që nuk i dhimbset asgjë; zemërgur. *Baba zemërakull.*
ZEMËRARTË *mb.* Që e ka zemrën shumë të mirë e të paster, që nuk di e që nuk bën djallëzi. *Njeri ze-mërartë. Grua zemërartë.*
ZEMËRASHPËR *mb.* Që sillet me egërsi, që nuk ka dhembshuri për të tjerët, që nuk i bëjnë përshtypje fatkeqësitë e të tjerëve; zemërgur.
ZEMËRATË,~A . Zemërim. *Fliste me zemëratë. Pyeti tërë zemëratë.*
ZEMËRBARDHË *mb.* 1. Që është dorëdhënë e zemërgjerë, dorëhapët, bujar; që u bën gjithnjë mirë të tjerëve. *Njeri zemërbardhë. Është zemërbardhë.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Zemër-bardhit s'i mbarohet gjëja.*
ZEMËRBARDHËSl,~'A . Të qenët zemërbardhë, vetia e njeriut zemërbardhë. *Zemërbardhësia e punëtorëve (e fshatarëve). Të pret me zemërbardhësi.*
ZEMËRBORË *mb.* Zemërpastër. *Malësorë zemër-borë.*
ZEMËRBRENGOSUR *mb.* Që e ka zemrën të brengosur, i hidhëruar.
ZEMËRBUJAR,~E *mb.* Që është bujar nga zemra; zemërgjerë, zemërbardhë, fisnik. *Rini zemërbujare. Ka qenë gjithnjë zemërbujar.*
ZEMERBUJARI,~A. Të qenët zemërbujar, vetia e njeriut zemërbujar. *Përfitoi nga zemërbujaria e tij.*
ZEMËRBUTË *mb.* Që e ka zemrën të butë e preket shpejt; që i vjen keq për të tjerët dhe ua fal fa jet e gabimet, që i mëshiron të tjerët; zemërdhembshur. *Baba zsmërbutë. Tregohet zemërbutë.*
ZEMËRBUTËSf,~'A . Të qenët zemërbutë, vetia e njeriut zemërbutë; dhembshuri, mëshirë. *Zemërbutësi mikroborgjeze. Zemërbutësia e nënës. Sillet me zemërbutësi.*
ZEMËRÇELUR *mb.* 1. Zemërhapur, i hapur, i çiltër.
2. 5i *ndajf.* Me zemër të hapur, me çiltëri, çiltas. *E priti (i foli) zemërçelur.*
ZEMËRDËLfRË *mb. poet.* Zemërpastër; zemërartë. *Vasha zemërdëlirë. Rinia zemërdëlirë.*
ZEMËRDJEGUR *mb.* 1. Që ia ka plagosur zemrën një fatkeqësi e mad he (vdekja e një njeriu shumë të afërt e të dashur), që është përvëluar nga një hidhërim i madh; zemërpërvëluar. *Nënë zemërdjegur.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Iu bënë sytë ujë, zemërdjegurës.*
3. *si ndajf.* Me zemër të djegur nga një hidhërim i madh, nga hurabja e një njeriu të dashur etj. *Shkoi zemërdjegur.*
ZEMËRDOBËT *mb.* Që mallëngjehet shpejt; që nuk i duron zemra, që e lëshon shpejt zemra. *Nënë zemërdobët. Mos u bëj kaq zemërdobët!*
ZEMËRDREDHUR *ndajf.* Tërë frikë, tërë shqe-tësim, me zemër të dredhur. *U zgjua zemërdredhur. E lexoi zemërdredhur. Priste (rrinte, dëgjonte) zemërdredhur.*
ZEMËRDHEMBSHUR *mb.* 1. Që ndiea dhembshuri për atë që vuan, që e ka zemrën të ndjeshme dhe i vjen keq kur i sheh të tjerët që vuajnë; zemërbutë.*Baba (nënë) zemërdhembshur. Është shumë zemër-dhembshur.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ZEMËRDHEMBSHURI,~A Të qenët zemërdhembshur, vetia e njeriut zemërdhembshur. *E priti (e përcolli) me zemërdhembshuri të madhe.*
ZEMËRDHËNËS,~E *mb.* Që të jep guxim, që të jep zemër, guximdhënës. *Fjalë zemërdhënëse. Vësh-ttim zemërdhënës.*
ZEMËRFLORI *mb.* Zemërartë.
ZEMËRFTOHTË *mb.* Që nuk ka dhembshuri e dashuri për të tjerët, që nuk ndien asgjë për tjetrin; që nuk preket nga fatkeqësitë e hidhërimet e të tjerëve. *Njeri zemërftohtë.*
ZEMËRGUR,~E *mb.* 1. Që s'i zbutet zemra nga asgjë, që e ka zemrën të ftohtë e të pandieshme si gur; i pamëshirshëm, i pashpirt. *Baba zemërgur. Njerkë zemërgure. Mos u bëj zemërgur!*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Me mirë ankoju drurit se zemërgurit.*
ZEMËRGJERË *mb.* 1. Që është i gjerë nga zemra, bujar; që duron shumë, i durueshëm; zemërmadh; *kund.* zemërngushtë. *U tregua zemërgjerë.*
2. Dorëdhënë, dorëhapët, bujar; *kund.* zemërngushtë.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
ZEMËRGJERËSI,~A . Të qenët zemërgjerë, vetia e njeriut zemërgjerë; *kund.* zemërngushtësi. *Zemërgjerësi e madhe. Zemërgjerësia e popullit. la dha me zemërgjerësi.*
ZEMËRHAPUR *mb.* 1. I çiltër, që nuk ka gjë të fshehtë, që nuk ka djallëzi; i hapur.
2. *si ndajf.* Pa mbajtur asgjë të fshehtë, me çiltëri, me zemër të hapur, hapur, çiltas. *Biseduan zemër-hapur.*
3. *si ndajf.* Me gëzim, me kënaqësi të vërtetë; me miqësi të çiltër e të paster. *E priti zemërhapur.*
ZEMËRHEKUR *mb.* 1. Që e ka zemrën të forte e të paepur; që është i durueshëm si hekuri, që nuk përkulet para asnjë vështirësie. *Trim (komandant, luftëtar) zemërhekur.*
*2.* Zemërgur. *Njeri zemërhekur.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Zemër-hekuri si i vdekuri.*
ZEMËRlM,~I *m.* 1. Ndjenja që na pushton kur na zemëron dikush a diçka, inat që na hipën kundër dikujt a diçkaje të papëlqyeshme për ne. *Me zemërim të madh. Lot zemërimi. Në zemërim e sipër. Zbrazi (mposhti) zemërimin. Bërtiti me zemërim. I iku zemërimi. Mezi e mbante zemërimin. Zemërimi të verbon. fj.\ u. Zemërimi e plak njeriun. fj. u.*
1. Pakënaqësi e drejtë që lind e shpërthen me vrull si kundërshtim dhe që nxitet nga veprimet e padrejta ose jonjerëzore të dikujt. *Zemërim i ligjshëm. Vala (ftaka) e zemërimit popullor.*
ZEMËRKATRAN,~E *mb. keq.* Zemërzi.

ZEMËRKEQ,~E *mb.* 1. Që mundohet t'i bëjë keq tjetrit, që e ka zemrën të keqe, zemërlig, shpirtkeq; *kund.* zem8rmirë. *Njeri zemërkeq.*
2. *Plrd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Zemër-keqin s'e duan.*
ZEMËRKUQ,~E *mb.* Që e ka zemrën të kuqe, që është brenda i kuq (për pemët). *Fik zemërkuq. Kumbull zemërkuqe.*
ZEMËRLEPUR *mb.* Që është frikacak i madh, që e ka zemrën si të lepurit e trembet menjëherë. *Ballistët zemërlepur.*
ZEMËRLËSHUAR *mb.* 1. Që e ka humbur gu-ximin e besimin në vetvete, që nuk e mban me veten, që e ka lëshuar zemra; që nuk ka me besim te dikush a për diçka.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Jepu zemër zemërlëshuarve!*
3. *si ndajf.* Me zemër të lëshuar, pa guxim e pa besim në vetvete. *Iku zemërlëshuar.*
ZEMËRLIG,~Ë *mb.* Zemërkeq.
ZEMËRLIGËSI,~A . Të qenët zemërlig, vetia e njeriut zemërlig; shpirtligësi; *kund.* zemërmirësi. *E bëri nga zemërligësia. Fërkonte duart me zemërligësi.*
ZEMËRLUAN,~E *mb.* 1. Që nuk ka frikë nga asgjë, që nuk i trembet syri, që can gjithnjë përpara me guxim e trimëri. *Komunist zemërluan. Partizanët ze-mërluanë. Parti zemërluane. Vr.htri zemërluane.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Luftojnë zemërluanët.*
ZEMËRMADH,~E *mb.* 1. Që ka ndjenja tëpastra e të thella; që është i mirë e i dashur më të tjerët; zemërgjerë, shpirtmadh; *kund.* zemërvogël. *Popull zemërmadh. Prijës (udhëheqës) zemërmadh.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ZEMËRMADHËSI,~A . Të qenët zemërmadh, vetia e njeriut zemërmadh, zemërgjerësi, shpirtmadhë-si; *kund.* zemërvogëlsi. *E trajtoi (e priti) me zemër-madhësi. Përfitoi nga zemërmadhësia e tij. Zemërma-dhësia dhe trimëria janë motra. fj. u.*
ZEMËRMIRË *mb.* 1. Që nuk i do të keqen tjetrit, që e ka zemrën të mirë, që i vjen keq për të tjerët, që mundohet t'i bëjë mirë tjetrit, shpirtmirë; *kund.* zemërkeq, zemërlig. *Djalë zemërmirë. Është shumë zemërmirë.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ZEMËRMIRËSl,~A . Të qenët zemërmirë, vetia e njeriut që është zemërmirë, shpirtmirësi; *kund.* zemërligësi. *Shenjë zemërmirësie. la shpërbleu zemërmirë-sinë.*
ZEMËRNDEZUR *mb. poet.* Që i është ndezur zemra nga një qëllim fisnik, nga një ndjenjë e lartë etj., që i është çuar zemra peshë.
ZEMËRNDRYDHUR *mb.* Që i është ndrydhur a i është prekur zemra nga një lajm i hidhur, nga një fjalë e keqe etj. *Grua zemërndrydhur.*
ZEMËRNGRlRË *mb.* 1. Që e ka zemrën plot ankth, që është shumë i shqetësuar a i tronditur nga një fat-keqësi a nga një rrezik i madh. *Nënat zemërngrira.*
2. *si ndajf.* Me shqetësim të madh e plot ankth në zemër, me zemër të ngrirë. *Dëgjonte (rrinte, priste) zemërngrirë.*
ZEMËRNGUSHTË *mb.* 1. Që e ka zemrën të ngushtë, që nuk duron dot, që e prish zemrën edhe për gjëra të vogla; zemërvogël; *kund.* zemërgjerë.
*Është bërë zemërngushtë.*2. Që i vjen keq t'i jape diçka a t'i bëjë një të mirë tjetrit, dorështrënguar; *kund.* zemërgjerS.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
ZEMËRNGUSHTËSI,~A . Të qenët zemërngush-të, vetia e njeriut zemërngushtë; *kund.* zemër-gjerësi. *Zemërngushtësi mikroborgjeze.*
ZEMËRNXIRË *mb.* 1. Që i ka ndodhur një fat-keqësi e madhe, që i është brengosur rëndë zemra nga një e keqe e madhe, nga hidhërimi etj. *Nënë zemër-nxirë.*
2. *keq.* Zemërzi.
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
ZEMËROHEM *veiv.* 1. Me hipën inati, nxehem, inatosem, me ngrihen nervat. *Zemërohet shpejt (për hiçgjë). Kur zemërohet ai nuk di se ç'bën.*
2. Me prishet qejfi nga dikush dhe i prish marrë-dhëniet e mira që kisba më të e nuk flas me të. *Jane zemëruar e s'flasin.*
ZEMËROJ *kal,* ~-OVA, ~CAR. 1. E bëj dike me inat, e nxeh, e inatos, i ngre nervat. *E zemëroi vëllanë (matrën). E zemëroi keq.*
*2.* E bëj dike të armiqësohet me një tjetër, bëj që të prishë marrëdhëniet e mira që ka pasur me të, e inatos me dike. *E zemëroi me farefisin.*
ZEMËROR,~E *mb.* Që është shumë trim, guxim-tar i madh. *Djalë zemëror.*
ZEMËRPASTËR *mb.* Që nuk ka asgjë të keqe në zemër, që e ka zemrën të paster, zemërdëlirë. *Vajzë zemërpastër.*
ZEMËRPËRVËLUAR *mb.* 1. Që i është plagosur e lënduar rëndë zemra, që i është përvëluar zemra nga një fatkeqësi etj. (zakonisht nga vdekja e një njeriu shumë të afërt e tëdashur); zemërdjegur. *Nënë zemër-përvëluar.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Qante, zemërpërvëluara!*
3. *si ndajf.* Me zemër të përvëluar, me zemër të plagosur rëndë nga hidhërimi, nga malli etj. *E dëgjonte zemërpërvëluar.*
ZEMËRPLAGOSUR *mb.* Që e ka zemrën të plagosur nga një fatkeqësi, i dëshpëruar. *Crua zemër-plagosur.*
ZEMËRPLASUR *mb.* 1. Që nuk i janë plotësuar dëshirat e zemrës, që e mundon diçka thellë në zemër, që është me zemër të plasur, i brengosur. *Nënë zemër-plasur.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Qante me kuje, zemërplasura.*
3. *si ndajf.* Me zemër të plasur, me brengë në zemër. *Shkoi (vdiqj zemër plasur.*
ZEMËRPRISHUR *mb.* 1. Që nuk i është plotësuar dëshira dhe i është prishur zemra, që i ka mbetur qejfi për diçka e është prekur në zemër, zemërthyer.
2. *si ndajf.* Me zemër të prishur, me zemër të thyer, zemërthyer. *U largua zemërprishur.*
ZEMËRPULË *mb.* Që trembet shpejt, që nuk ka fare guxim, që e lëshon zemra shpejt; zemërdo-bët.
ZEMËRQEN,~E *mb. keq.* 1. Që nuk ka mëshirë, që nuk ndien asnjë dhembje për fatkeqësitë e të tjerëve;
i pamëshirshëm, mizor, shpirtqen, shpirtkazmë. *Beu ishte zemërqen.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *E mbyti, zemërqeni.*
ZEMËRSFILlTUR *mb.* Që e ka zemrën të vrarë, që ka vuajtur a vuan shumë shpirtërisht, zemërvrarë.
ZEMËRSHKËMB,~E *mb.* Që është shumë i du-rueshëm; që nuk preket lehtë, që e ka zemrën të forte; zemërhekur. *Trima zemërshkëmb.*

ZEMËRSHKRETË *mb.* 1. Që ka hequr e vuajtur shumë, që ka pësuar shumë fatkeqësi në jetë, i ngratë. *Prindër zemërshkretë.*
2. Që bën shumë të mira për të tjerët duke dëmtuar veten; që i bën të zezën vetes.
ZEMËRSHTRIGË *mb. keq.* 1. Që e ka zemrën shumë të keqe, zemërkeq (kryesisht për grate). *Njerkë zemërshtrigë.*
*2, Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ZEMËRSHUAR *mb.* Që i është shuar çdo dëshirë për jetën, që s'ka me dëshira në jetë.
ZEMËRTHARË *mb.* 1. Që nuk ka asnjë ndjenjë njerëzore, që i është tharë zemra dhe nuk i vjen keq për asgjë, zemërgur.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
3. *si ndajf.* Pa asnjë ndjenjë mëshire e keqardhjeje, me zemër të tharë.
ZEMËRTHYER *mb.* 1. Që nuk i është plotësuar dëshira dhe i është prishur zemra, që i ka mbetur qejfi për diçka dhe është prekur në zemër, zemërprishur.
2. *si ndajf.* Pa dëshirë, pa qejf, me zemër të thyer. *Doli zemërthyer.*
ZEMËRUAR (i, e) *mb.* 1. Që e ka pushtuar zemërimi, që është nxehur, i inatosur. *Ishte shumë i zemëruar. Bert isle (çirrej) i zemëruar.*
*2.* Që është i pakënaqur më të drejtë, që është mbu-shur me zemërim nga veprimet e padrejta ose jonje-rëzore të dikujt. *Turmë e zemëruar.*
3. Që shpreh zemërim. *Vështrim i zemëruar.*
*4.* Që i ka prishur marrëdhëniet e mira me dike dhe nuk flet me të. *Ishin të zemëruar e nuk ftisnin.*
ZEMËRVOGËL *mb.* 1. Që e ka zemrën të ngushtë, që edhe në gjërat më të vogla shikon përfitimin e vet, që shikon me smirë çdo të mirë që kanë të tjerët, shpirt-vogël; *kund.* zemSrmadh. *Njeri zemërvogël.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ZEMËRVOGËLSI,~A . Të qenët zemërvogël, vetia e njeriut zemërvogël, shpirtvogëlsi; *kund. ze*-mërmadhësi. *Zemërvogëlsia e koprracit. E mori me qafë zemërvogëlsia e vet.*
ZEMËRVRARË *mb.* 1. Që e ka zemrën të vrarë, shumë i brengosur, i pikëlluar; i hidhëruar. *djegur e zemërvrarë.*
*2. si ndajf.* Me zemër të vrarë, tërë pikëllim, me hidhërim. *Erdhi (u kthye) zemërvrarë. U mblodhën zemërvrarë.*
ZEMËRZl, ~ZEZË *mb.* 1. Që mundohet t'i bëjë keq tjetrit, që e ka zemrën të keqe, që kënaqet me fatkeqësinë e tjetrit, shpirtkazëm; *kund.* zemërbardhë. *Shpirtvogël e zemërzi.*2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Shpifjet e\ zemërzinjve.*
ZEMËRZJARRTË *mb. poet.* Që punon e lufton me zjarr për një çështje të drejtë, që i ndizet zemra flake për një ideal fisnik, për një ndjenjë të madhe. *Trim (patriot) zemërzjarrtë. Rini zemërzjarrtë. Vasha zemërzjarrta.*
ZEMËRZHURITUR *mb.* 1. Që i është zhuritur zemra nga malli për dike a nga dëshira e madhe për diçka, zemërpërvëluar; zemërdjegur. *Nënat zemër-zhuritura.*
2. *si ndajf.* Me zemër të zhuritur nga malli për dike a nga dëshira e madhe për diçka ose nga vdekja e një n|jeriu shumë të afërt. *Vdiq zemërzhuritur.*
ZENGJIN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *vjet.* Pasanik. *Zen-gjin i madh. Zengjini e fukarai. Djalë zengjini. U be zengjin. Punonte argat te një zengjin.*
ZENGJLN,~E *mb. vjet.* 1. I pasur. *Derë zengjine.*
*1.* I begatshëm, i pasur. *Vend zengjin.*
ZENIT,~I *m.* 1. *astr.* Pika më e lartë në kupën e qiellit, që ndodhet drejt mbi kokën e vrojtuesit; pika më e lartë që arrin dielli në kupën qiellore vetëm në brezin tropikal; *kund.* nadir. *Dielli u ngjit në zenit.*
*2. fig.* Shkalla më e lartë që mund të arrijë diçka në zhvillimin e vet; kulm. *Në zenitin e fames. Arriti ze-nitin e vet.*
ZERDE,~JA . Lloj ëmbëlsire që bëhet me oriz, me ujë dhe me sheqer ose me pekmez.
ZERDELI,~A *sh.* ~, ~TË *bot.* Pemë e afërt me kajsinë, që bën kokrra më të vogla, me ngjyrë të v^rdhë, me erë të këndshme dhe me bërthamë të hi-dhur; kokrrat e kësaj peme. *Reçel zerdelie. Bërthama e zerdelisë.*
ZERO,~JA . *sh.* ~, ~T. 1. *mat.* Shenjë që shpreh mungesën e plotë të çdo sasie a të çdo vlere të caktuar; shenjë (o) që në vargun e numrave përdoret për të shprehur rendin e njësive (njëshe, dhjetëshe, qindëshe etj.) kur ato mungojnë. *Shifra zero. Në orën dymbëdhjetë zero-zero (\1°°). Numri njëzet e dy zero dy* f22-O2J. *U rrit zero pike shtatë për qind (0,l$^{a}{}_{o}$). Përfundimi i zbritjes është zero. Shënoj zero e dy në mend (në dorë)* (gjatë veprimit të mbledhjes a të shu-mëzimit). *Tetë heqim tetë mbeten zero (% — 8 = 0). I shtoi një zero.*
\ *2.* Mungesë e plotë e çdo madhësie osee çdo vlere të caktuar. *Dy me zero. Me shpejtësi zero. Trysnia (presioni) ra në zero. Fusha magnetike bëhet zero.*
3. Pika që merret si bazë për numërimin e njësive ne shkallën ematjes së temperaturave, të nivelit etj.; shkalla që shpreh vlerën e parë në një shkallëzim. *Mbi (nën) zero. Në zero grade. Në kuotën zero. Me-ridiani zero. Gjyzlykë zero. Vijëza e zeros. Miell zero* rniell shumë i mirë, i cilësisë së lartë.
4. *fig.* Diçka pa asnjë vlerë, një hiç. *Përfundimi ishte zero. Ai është zero* nuk di asgjë. *Ndihma e tij ka qenë zero.*
ic Zero me bisht (me xhufkë) *keg. shih te* BISHT,~I. Zero absolute *fiz.* temperatura —273,I6”C, në të cilën vëllimi i një gazi do të ishte i barabartë me zero.
ZERVA,~JA . *gjeli, krahin.* Pelte, paluze. ZERRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Thërrime,
grime, çikë. *Një zerre kripë (bukë). S'i dha asnjë zerre. S'kishte asnjë zerre gjynah.*
ZESHK *kal.,* ~U, ~UR. E bën të zeshkët dike a diçka, e nxin (për diellin). *E zeshku dielli.*
ZESHKAN,~E *mb.* 1. Që është në ngjyrë të grurit a të bronzit, që e ka ngjyrën e lëkurës si në të zezë, i zeshkët, zijosh. *Me fytyrë zeshkane. Vajzë zeshkane. Djalë zeshkan.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Zeshkane e bukur. Mori një zeshkan (një zeshkane).*
ZESHKEM. *Pës. e* ZESHK. *U zeshk mirë. U zeshk në diell. U zeshkën fiqtë.*
ZESHKËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *zakon. mos-përf.* Grua a vajzë e zeshkët, zeshkane.
ZESHKËT (i, e) *mb.* Që është në ngjyrë të grant a të bronzit, që e ka ngjyrën e lëkurës si në të zezë, zeshkan, zijosh. *Me lëkurë të zeshkët. Djalë i zeshkët. Fik i zeshkët. Vjen si i zeshkët.*
ZESHKOHEM *pës.* Zeshkem. ZESHKON *kal.,* ~OI, ~UAR. Zeshk.
ZEVZEK,~E *mb.* 1. Që nuk rri në një vend, shumë i lëvizshëm e i pashtruar; që s'lë dy gurë bashkë, që

ngacmon çdo gjë a çdo njeri, që të mërzit, trazovaç. *Fëmijë zevzek. Lopë zevzeke. Është bërë zevzek.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ZEZAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Njeri i races së zezë. *Zezakët e Afrikës. Lufta e zezakëve. Të drejtat e zezakëve.*
ZEZAK,~E *mb.* 1. Që është i races së zezë, që i përket races së zezë (për njeriun). *Popullsia zezake. Punëtorët zezakë. Udhëheqës zezak.*
2. Që u takon zezakëve, që është për zezakët; që bëhet nga zezakët. *Getot zezake. Lëvizja zezake.*
ZEZELINË,~A *sh.* ~A, ~AT. Vend që nuk e zë dielli, vend me hije; hijesirë. *U çlodh në një ze-zelinë. Zuri një zezelinë.*
ZEZË,~A (e) . *sh.* ~A, ~AT (të). 1. Ngjyra e zezë; bojë e zezë; *kund.* e bardhë. *Përzierja e së kuqes më të zezën. I shtiu edhe pak të zezë. E leu më të zezë. Ndryshon si e bar dha nga e zeza.*
2. *vet. sh.* Rroba të zeza që i mbajnë plakat ose që i veshin grate, zakonisht në shenjë zie kur u ka vdekur dikush. *Nënat në të zeza. U vesh më të zeza.*
3. *fig.* E keqe e madhe që dëmton rëndë dike a diçka, fatkeqësi, mjerim; vuajtje e madhe, mundim i rëndë që heqim; diçka e ligë, veprim i keq e i urryer, e keqe. *Të zezat e luftës. Pas kaq të zezash. E gjeti (e zuri) e zeza. Të pret e zeza. I ranë të gjitha të zezat në kokë. la bëri të zezën vetes. Mos na ndill të zeza! U marrtë të zezat! Ka bërë një mijë e një të zeza. për të zezën e vet (e armikut). E zeza ndjell të zezën. fj.u. Mendja e madhe, e zeza e të zotit. fj. u.*
*ir* Në të zezë aty ku duhet, mu në qendër, në pikën kryesore. Mori të zezën *shih te* MARR. E piu e zeza *shih te* PI. I punoi të zezën *shih te* PUNOJ $_2$o- për të zezë të thoit *shih te* THUA, THOI. Sa e zeza e thoit *shih te* THUA, THOI. E bën (e paraqit) të bardhën të zezë (të zezën të bardhë) *keq. shih te* BARDHË, ~A (e). Ndaj të bardhën nga e zeza *shih te* BARDHË, ~A (e)9. E zezaesyrit (tëzitë e syrit)pjesa e rrumbullakët me ngjyrë të zezë, kafe etj., që rrethon beben e syrit, irida.
ZEZKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Lopë, dhi a dele me qime të zezë.
ZEZOHEM *vetv.* 1. Me nxihet jeta, prishem e shkretohem; bie në mjerim, me mbulojnë hallet e brengat. *Iu zezua të rite, Iu zezua zemra.*
2. Bëhem me turp, me nxihet faqja.
3. *Pës. e* ZEZOJ. *U zezua nga i biri.*
ZEZOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj të zi, e nxij.
2. *fig.* la nxij jetën dikujt, ia prish e ia shkretoj jetën, e fut në mjerim e në brenga; prish, shkatërroj diçka. *Ia zezoi të rite. Ia zezoi zemrën. E zezoi shtë-pinë. E zezoi punën.*
3. *fig.* E bëj me turp dike, ia nxij faqen. *Ia zezoi fytyrën. I zezoi prindërit. I zezoi ai djalë!*
ZEZONË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Fatkeqësi shumë e madhe, gjëmë; mjerim, rrënim, shkatërrim i madh. *Zezonë e tmerrshme. E gjeti (e pllakosi) zezona. Shpëtoi vendin nga zezona.*
ZË,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT. 1. Tingull a tërësi tingujsh që prodhohen në grykën e njeriut nga dridhja e disa tejzave gjatë kalimit të rrymës së ajrit nëpër to; të folur me anë të këtyre tingujve të nyjëtuar. *Zë i lartë (i ulët, i dobët, i qartë). Zë i hollë (i trashë). Zë burrëror (fëminor). Zë i ngjirur. Zë i ëmbël (i da-shur, përkëdhelës, lutes). Zëra të gëzueshëm. Zë i ashpër (urdhërues). Zëra të rinjsh (fëmijësh). Zë gruaje (burri). Me një fije zëri. Fliste me zë të shuar (të mby-tur, të dredhur, të shtruar, të butë, të ftohtë, të ngrohtë, të këputur, të mekur). Flet me zë të prerë. Me sa i hante (i punonte) zëri. Çjerr zërin* bërtet sa i ikën zëri. *Ngre (ul) zërin. Qëroj (pastroj) zërin. Iu muar (iu këput, iu mek) zëri. Iu pre (iu zu) zëri. Iu shqye (iu var) zëri* u ngjir. *Iu trash zëri. Lexon (meson) me (pa) zë. Përgjigjet me zë* e jep përgjigjen me gojë, jo me shkrim. *Qante me (pa) zë. E njoh nga zëri (e njoh në zë). Nuk i dëgjohet fare zëri. Nuk ia dëgjoi me zërin. E mbytën zërin e tij. E thirri ms zë. Thërriste me sa zë që kishte. I mbeti zëri në grykë. Zëri përhapet me anën e ajrit. Bërtitën me një zë* bërtitëa së bashku, njëkohë-sisht.
2. Tinguj të veçantë, me ngritje e ulje të ndryshme, që nxjerr njeriu kur këndon, tingujt që dëgjojmë kur këndon një njeri. *Zë i mirë (i pjekur). Zë kumbues. Zëri i parë (i dytë). Zëra të rinj. Zë tenori (baritoni, basi). Zë gryke (koke). Ka zë lë bukur. Humbi zërin. Provon zërin. Dredh zërin. S'i del zëri. E la zëri. E ka zërin bilbil. Merrja me zë! Këndohet me dy zëra.*
3. Tërësia e tingujve që nxjerrin nga gryka kafshët e shpendët, britma e tyre. *Zëri i bilbilit (i kukuvajkës, i grifshës). Zëri i këndesit. Çdo zog ka zërin e vet.*
4. Tërësia e tingujve që përftohen nga dridhjet e ajrit a të një mjedisi tjetër, zakonisht për shkak të lëvizjes së diçkaje; tërësia e tingujve që nxjerr një yegël muzikore kur i biem; gjithçka që dëgjojmë me vesh (tingull, zhurmë etj.). *Zëri i erës. Zëri i pushkëve (i topave). Zëri i ziles (i këmborës). Zëri i bririt (i fyellit, i violinës, i kitarës, i pianos, i daulles). Shpej-tësia e zërit. Përhapja e zërit. Jehona e zërit.*
5. Tërësia e tingujve të regjistruar, që riprodhohen me një aparat të posaçëm. *Zëri i radios (i televizorit, i altoparlantit). Film me zë* film që përveç figurave, riprodhon edhe zërin. *Ngriti (rregulloi) zërin e radios.*
6. *fig.* Thirrje që i bëhet dikujt për të kryer një veprim, për t'i kërkuar ndihmë a përkrahje etj., kush-trim; nxitje, ndjenjë a bindje e brendshme që na shtyn drejt diçkaje ose për të bërë diçka. *Zë i brendshëm. Zëri i Atdheut (i Partisë). Zëri i detyrës (i ndërgjegjes, i zemrës). Zëriigjakut (i kushtrimit). Zëri i protest is. I bëri (i dha, i lëshoi) zë dikujt* i thirri dikujt, e lajmëroi.
7. Gjykimi i dikujt për diçka të caktuar, që zakonisht shprehet botërisht, mandimi që shpreh dikush rreth një problemi a një çështjeje të caktuar; ai që shpreh një mendim a një gjykim të tillë; gjithçka që flitet rreth dikujt a diçkaje; lajm. *Zë i dobët* mendim që shprehet jo me forcën e duhur ose që s'e përfill njeri. *Zëri i popullit. Zëri i Partisë së Punës të Shqi-përisë. Zëri i Shqipërisë Socialiste. Zëri i klasës pu-nëtore. Zëri i gruas shqiptare. Zëri i të rinjve tanë. Zëra miratimi. Tribune e zërit të masave. Zëra nga burime të sigurta. Dëgjon (sjell) zërin e masës. Qar-kullojnë zëra të ndryshëm. S'guxon të nxjerrë zë. Kane një shpirt e një zë. Me;ijë zë. Në letërsi kanë ardhur mjaft zëra të rinj.*
8. *fig.* Emri i mirë a i keq që ka fituar dikush a diçka, fame, nam; jehonë. *Njeri në zë. Është në zë* është i njohur. *Ka (fitoi) zë. Iu p-:rhap zëri. I doli zëri i mirë (i keq). Zëri i tij mori dheun. Në gjithë botën i vajti zëri. Do t'ia ndiesh zërin kësaj pune. Të ndjefsha zërin e mirë! ur.*
9. *vjet.* Vote. *Zë vendimtar. U dhanë zërat. Delegat me zë këshillimor. U zgjodh me zë të përgjithshëm (të plotë). Vendimet merren me shumicë zërash.*

10. Nënndarje e veçantë në tërësinë e proceseve të një pune, nënndarje e prodhimit që dallohet nga një veçori e caktuar; një nga Uojet e prodhimeve që bëhen gjatë një procesi pune; nënndarje, artikull i veçantë; pike. *Zëra të ndryshëm. Zëra bibliografikë. Zërat e shpenzim?ve. Zërat e bilancit. Zërat kryesorë të prodhimit. Plotësimi i planit sipas zërave (në të gjithë zërat). Shtimi i zërave të prodhimit. Jane zëra me vete. Llogaritet sipas zërave. Plani u plotësua zë për zë.*
*k* S'bëj zë a) nuk ndihem, nuk e them mendimin tim, nuk flas; b) nuk kundërshtoj. S'e bëj për zë (për fjalë) *shih te* FJALË,~A. Iu dëgjua zëri u zbulua, u gjend, doli në shesh, u muar vesh se ku gjendet. S'ia kam dëgjuar zërin *dikujt mospërf. shih te* DËGJOJ. Mos ia dëgjofsha zërin! *përçm. shih te* DËGJOJ. S'i dëgjohet zëri (fare) *dikujt* a) është shumë i urtë, s'ndihet fare; b) nuk flet fare. Fliste nën zë a) fliste me frikë, me druajtje, pa guxim; b) fliste ngadalë, që të mos e dëgjonin të tjerët; në fshehtësi. Me gjysmë zëri *shih te* GJYSMË,~A. Hap zërin *shih te* HAP. I humbi zëri *dikujt* u zhduk, nuk ndihet gjëkundi. Është pa zë nuk kundërshton, i bindet asaj që i thonë, është i bindur. I mban zërin *dikujt* i bën qejfin, i shkon pas avazit, i mban ison. Iu shqye (i doli) zëri (gurmazi)*shih te* SHQYHEM. Shtie zë *shih te* SHTIE. Uli zërin (fjalët) *shih tek* UL. Ia uli (ia zbuti) zërin *shih tek* UL. Nuk i vjen zëri *iron, shih te* VIJ. Me zë të lartë *shih te* LARTË (i, e). Zë në shkretëtirë *libr. shih te* SHKRETËTIRË,~A. Ngre (çon) zërin në qiell *shih te* QIELL,~I. Ku ka zë, s'është pa gjë ;. u. mund të ketë diçka të vërtetë në fjalët që fliten rreth dikujt a rreth diçkaje. Z ë i b a r d h ë *muz.* zëri i fëmijëve ose i grave, të cilit i mungojnë ngjyrat e timbrit. Qendër zëri(qendra e zërit) *shih te* QENDËR,~RA 4. Tejzat e zërit *anat. shih tek* TEJZË,~A 1.
ZË *leal.,* ZCRA, ZËNË. 1. E kap me dorë a me diçka tjetër; e prek, e rrok dhe e shtrëngoj dike a diçka; *kund.* lëshoj. *Zë lopatën (kazmën). Zë dorezën e derës (degën e pemës). Zë me dorë (me dhëmbë, me mashë). Zë për dore (për këmbe, për krahu, për fyti, për veshi, për flokësh, për faqesh). E zuri në gushë dike* e përqafoi. *E zuri për mënge (për jake). Zuri kokën me duar. E zuri kalin për freri. E ka zënë keq (ligsht). Zëre, se ra! Si t'ia zërë dora* pa i zgjedhur; mbarë. *Edhe baltë po të zërë, i bëhet flori.*
*2.* I bie mbi të papritur dhe e mbuloj tërësisht a pjesërisht; e kap papritur dhe e dëmtoj dike a diçka, duke i rënë përsipër, duke kaluar mbi të a duke e shtrënguar fort; dëmtoj diçka duke e futur a duke e vënë pa dashje te një vegël a te një send që mbyllet, nën një send që bie etj. *Zura dorën. I zUYi dera gishtin (rrota këmbën, makina krahun, trari dorën). E zuri shtëpia (tavani) brenda. Zuri batanijen nën vete. E zuri nën të. I zuri poshtë.*
3. Kap të gjallë një njeri, një kafshë etj. duke e ndjekur a duke e përgjuar dhe e mbaj; shtie në dorë njëj njeri, një kafshë etj.; kap. *E zunë të gjallë (të plagosur). E zunë rob. Zunë një diversant (një vjedhës). Zë\peshk (flutura, zogj). E zuri me lak (me çark, me grep, me dorë). U arratis, po e zunë. E zunë fshehurazi (me zor). Qeni zuri një lepur. Macja zuri një mi. Zëre, se iku! Në e zënça, do t'ia tregoj qejfin!*
4. edhe *jokal.* E mbërthej, e qep a e ngjit diçka, që të mbahet mirë e të mos bjerë; kap a lidh flokët ose diçka tjetër; *vet. veta 111* qëndron, mbahet; ngec. *Zë j me gozhdë (me gjilpërë, me pe). Zë flokët. Zë kopsën e këmishës. Zë fijen e çorapit. Ka zënë mirë. Ngjitësja nuk zuri.*
*5.* edhe *jokal.* Prek dike a diçka, ndesh; takoj në diçka, has diku; arrij të mbështetem diku. *Këmbët i zunë në tokë. I zuri këmba dhe. Varka zuri në rërë. Çengeli zuri dhe. Anija zuri fundin e detit. Rrotat zunë mirë në tokë. 1 zuri këmba vend* e vuri këmbën mirë në ^okë, shkeli plotësisht. *Dora i zuri në diçka të butë. Zuri sharra në gozhdë.*
6. Zbuloj dike që është duke kryer një veprim të dënueshëm, e kap në gabim a në faj; kap në befasi, gjej. *E zuri në faj (në gabim). E zuri në befasi. E zuri brenda në shtëpi. E zuri në fjalë* e kapi dike kur thoshte diçl^;a të kundërt me atë që dëshironte të vërtetonte. *Të zura!*
7. E gjej dike a diçka të papërgatitur a në njS gjendje të vështirë; e gjej dike në një gjendje të caktuar (të mirë a të keqe), në një vend të caktuar etj.; gjej. *E zuri ngushtë (keq). E zuri të papërgatitur. E zuri në gjumë. Duajt i zuri shiu në fushë. I zuri ngrica pe-mët me lule. E zuri dëbora bagëtinë në mal. Sivjet dimri na zuri më të gjitha të mirat në shtëpi. Çlirimi e zuri në radhët e Ushtrisë Nacionalçlirimtare. Vjeshta e zuri në Korçë. 1 zuri nata (mëngjesi, vapa) në rrugë. I zuri stuhia në det. Të zëntë viti gëzuar! ur. Mos e zëntë moti! mallk. Mos e zëntë darka! mallk. Kë \zë dielli pa larë, s'i vete puna mbarë. fj. u.*
8. Pësoj diçka, vuaj një pasojë nga veprimi i dikujt a i diçkaje; bie në një gjendje të caktuar në rrethana të çaktuara, me pushton a me kap diçka. *Na zuri shiu (breshri, bora). E ka zënë dielli shumë. E ka zënë qymyri (gazi). E zuri korrenti. E zuri grerëza (zekthi). E zuri gjumi* (edhe *fig.). E zuri frika (tmerri, paniku. ankthi). E zuri belaja (halli, e keqja, kusuri, taksirati). E ka zënë malli (mërzia, dashuria, meraku). E zuri turpi (inati). I zuri gazi (të qeshurit). Na zuri me të, s'kemi ç'të bëjmë. I zuri rakia (vera). E zuri deti (ae-roplani, makina). E zuri gjaku. E zuri lemza (egjra). E zuri sëmundja (gripi, rrufa, lija, ngërçi). E zuri koka (barku, kolla, dhëmballa). E zunë ethet (të prerat, të dredhurat). 1 zuri haku i popullit. I zuri buka e fukarasë. Ç'e zë njeriun e nuk e duron? E zëntë gjarpri! mallk.*
9. Arrij në një vend të caktuar e rri aty, vendosem diku; ngulem diku e s'luaj;marr me përpjekje diçka, e shtie në dorë, e pushtoj një vend; arrij një nëpunësi, vihem në një pozitë; hipi në një detyrë (edhe *fig.). Zuri vend pranë dikujt* u ul. *Zër vend!* ulu! *Zuri kryet e vendit. Zë shumë vend. Zuri një qoshe. Zuri majën e malit. për tërë natën zuri Pukën. Zuri kurbetin. Zuri pritë (pusi). Zuri llogoren (qafën, grykën). Zunë qytetin (fshatin, kodrën). Zumë pozicionet e armikut (vijën e sulmit). Zuri pozita kyçe. Zuri një vend në ministri. Zuri vend të mirë (vendin e pare, vend nderi) në klasifikim. Zuri vendin që i takon. Ua zuri dhomën me plaçka. Me në fund zuri vend dikush* u ngul në një punë.
10. E marr diçka për të kryer një punë, e marr me qira; e pajtoj; e caktoj, e zgjedh ose e porosit me kohë, më parë se të tjerët. *Zuri një dhomë (një vend) në hotel. Zuri hotel. Zunë një taksi. Zë një vend në tea-tër. Zë për një natë (për një muaj). Kishte zënë njëzet argatë.*
11. E mbyll, nuk lë të përdoret për kalim, pengoj lëvizjen nëpër diçka; mbush një hapësirë a diçka tjetër, që të mos e lë të lire, të mos punojë etj.; pengoj shi-kimin, dritën etj., nuk lë që të duket; *fig.* e mbush me një veprimtari një

kohë të lire ose një kohë të caktuar për diçka tjetër. *Zë vrimat. I zuri rrugën (shte-gun). Zë veshët (sytë, gojën). 1 zë diellin (dritën). E zuri mullirin* e ndaloi. *Zë grykën e shishes. Zë pikat e çatisë. Ky mur na zuri sytë. Retë e zunë diellin. E zuri me trup. Rrugën e ka zënë dëbora. Ua zuri zilet me bar. E ka zënë derën përbrenda. I zëntë sytë! mallk. I zuri fry men. Zë ujin në are. Ua ka zënë fëmijëve kohën e lire. Ditët e parashikuara për ujitje, meqë ra shi, i zunë me punë të tjera.*
12. Arrij ta kap dike a diçka që niset a që ecën para meje ose arrij të takohem me të; e arrij, e kap. *E zuri trenin (autobusin). E zuri topin. E zuri në rrugë. E zuri me vrap (me biçikletë, me makinë). E zuri para se të nisej. Nuk e zë dot. E zuri në klasë të tretë. Bora zë borën. Zë buka bukën. Zë puna punën. Zë muaji muajin (viti vitin). Zë e reja të vjetrën. Fjala zë fjalën. E zunë dhe e kaluan ndërmarrjen tjetër. Sivjet do t'i zënë patjetër të* 50 *kuintalët për ha. Para Çlirimit asnjë shtëpi s'e zinte bukën* nuk arrinte ta siguronte bukën për tërë vitin.
13. E kap dhe e shfrytëzoj si duhet kohën, rastin etj., nuk e lë të me ikë; arrij një kohë, një moshë etj. a me arrin një kohë, me vjen; mbushet, plotësohet një periudhë kohe. *E zuri rastin. E zuri kohën e humbur. I zuri të tetëdhjetat. E zuri Java në dyshek. E zuri ple-qëria. Para se ta zinte mëngjesi. Po të hash mirë në men-gjes, zë darken.*
14. edhe *jokal.* Filloj, nis; kap, marr. *Zuri shiu (breshri, bora, era). Zunë një këngë (një valle). Zuri një punë (një lojë). Zë punë. Zuri vrapin. Zuri shoqëri (miqësi, dashuri) me dike. Zuri zanatin e babait. Ka zënë rrugë të keqe. Zunë luftën me armikun. E ka zënë ters. Dimri e ka zënë më të egër (me të keq,me të bate). Para se të zërë bora. Sa s'kanë zënë shirat. Që atëherë zunë brengat e hidhërimet. Nuk zë punë me dorë* nuk punon fare. *Mbaroje këtë që ke zënë! Nuk di nga ta zë fillin* nuk di ç'të bëj me pare; jam në mëdyshje. *E zuri nga bishti një punë* e nisi një punë së prapthi. *S'ka zënë ende këmbët* s'ka filluar të ecë.
15. *vet. veta III.* I bie, c rrch (shiu, era etj.); e mbulon (ujët etj.); arrin ta përfshijë a ta kapë. *Shtëpinë e zë (Belli nga tri anë. Këtë vend nuk e zë era. Këtë are e zë uji. Atje i zinte lumi shpesh. Disa vende s'i kishte zënë shiu. Sa me zë syri* shumë larg, deri aty ku arrin të shohë syri.
16. *vet. veta III.* E kap, e përfshin (një ligj, një ve-ndim a detyrim, një ndarje administrative etj.). *E zë ushtria (shërbimi ushtarak). E zë ligji. Nuk i zë ur-dhëresa. E zuri amnistia (falja). E zë rrethi i Tiranës. E zë plani rregullues i qytetit. I zë arsimi tetëvjeçar. Zë një periudhë të gjatë historike. Kriza ka zënë gjithë botën kapitalisto-revizioniste. Të lashtat zënë një sipër-faqe të madhe. E zinte gjaku. etnogr.* i binte të merrte gjak për një vrasje.
17. *vet. veta III.* Përbën. *Zë numrin (shifrën) dy-qind. Grate zënë rreth* 45 %. *Shpenzimet zënë një peshë të madhe. Peshën kryesore të prodhimeve e zë gruri.*
18. E qëlloj me diçka, i hyj më të rrahur; me bie, me qëllon, me godet. *E zunë me gurë (me grushte, me domate). Plumbi s'e zuri mirë. Sa mund t'i zinte shigjeta. E hidhnin gurin dhe ku të zinte.*
19. *Bised.* Mbreh në parmendë (qetë etj.); i vë shalën a samarin për here të parë kalit, mushkës etj. *Zuri kaun me një ka tjetër. Zuri qetë në parmendë (në kular). A e ke zënë mushkën?*
20. *vet. veta 111.* Vishet, mbulohet a mbushet me diçka; formon diçka përsipër a brenda, lëshon, vë. *Qumështi zuri ajkë. Lumi ka zënë akull. Plaga ka zënë kore (dregëz). Xhamat kanë zënë djersë. Oxhaku ka zënë blozë. Dollapi ka zënë pluhur. Buka ka zënë myk. Pushka ka zënë ndryshk. Dhoma ka zënë merimanga. Sytë i zunë perde. Duart i kanë zënë kallo (flluska). Qeni ka zënë pleshta. Djathi ka zënë shtrepa. Krevati ka zënë çimka. Mollët (dardhat) kanë zënë krimba. Ara me grurë ka zënë bar. Plaga ka zënë qelb. I zuri gjuri (shpatulla) ujë. Mishi ka zënë erë* mishi është qel-bur.
21. Hyj në marrëdhënie të mira me dike dhe e afroj, e bëj dike të afërt. *E zuri shok (mik). Ka zënë shumë shake (miq) të mirë. E zuri dhëndër.*
*12. bised.* Fejoj vajzën a djalin, i gjej nuse djalit a i gjej burrë çupës. *E ka zënë vajzën. I zuri një nuse të mirë djalit. E ka zënë burrin vetë.*
23. E quaj, e vlerësoj; e numëroj, e llogarit, e marr për... *S'e zinte për gjë. S'e zë këtë lojë. Po e zëmë se fitove. Zëre se arrite. Zëri të humbura ato para. Edhe ato ia zuri në llogari. Ato vite nuk i zë fare. Nuk e zë në he sap (në numër)* nuk e përfill. *Këto s'po t'i zë. për sylesh e zë ti atë?*
24. *jokal. vet. veta HI.* Mbin (fara, rrënja a fidani i mbjellë); trevon (shartesa); bën kokrra a fryte bima; bëhet me barrë, merr (femra). *Zuri lulja (druri, pema). Kumbullat (mollët) zunë mirë. Ulliri zë me vështirësi. S'kanë zënë të gjithë fidanët. Shartimi ka zënë mirë. Bimët kanë zënë rrënjë. Drurët zunë fare. S'ka zënë lopa (delja). Gruri zuri bukë. Qepët nuk kanë zënë kokë. S'kanë zënë krahë zogjtë* s'u kanë dalë ende krahët.
25. Përgatit duke i hedhur maja, fare etj.; bëj, ngjesh, gatuaj. *Zë bukën (brumin). Zë kosin (djathin). E zuri qumështin kos. Miellin e zuri brume.*
26. Nxjerr fitim a të ardhura nga diçka a duke shitur diçka, fitoj, marr; kërkoj si çmim kur shes diçka, i mbaj. *Zuri para të madhe. Sa të zë muaji këtu? Zunë shumë të ardhura. Zuri* 50 *kv. për ha. Ia zuri shtrenjt (lire). Me sa ta zuri?*
27. edhe *jokal.* Ndez; *vet. veta III* merr flake, ndizet. *Zë zjarr. Zjarri zuri mirë. Eshka mezi zuri.*
28. *vet. veta III.* Me vret e me bën plage. *E ka zënë këpuca. E zuri gozhda kalin. Kali e di vetë se ku e zë samari.fj. u.*
29. Filloj, nis (si folje gjysmëndihmëse së bashku me një folje tjetër). *Ka zënë të flasë (të qeshë, të le-xojë, të shkruajë, të mendojë, të bërtasë). Zuri të ecte (të vraponte, të largohej). Zuri të tallej. Zuri të vishej. Zuri të zbardhte (të frynte, të ngrysej, të ftohej moti). Zuri të binte shi (dëborë). Dielli zuri të perëndonte. Kali ka zënë të çalojë. Zë e bërtet (tregon, pyet, këndon). Zënë e dalin. Zë e tundet toka. Misri sa ka zënë të mbijë. Zuri të duket puna. Zuri të merret me punë.*
30. *bised.* Puth; takoj. *zuri dorën* ia mori dorën dhe ia puthi. *zë këmbën* i puth këmbën (edhe *fig.). E zuri për dore* e takoi në dorë.
• Zë (bëj) be betohem. I zë besë i besoj. Ia zuri bicen *dikujt shih te* BICE,~JA. Me zuri (u ndo-dha) bosh *shih te* BOSH. E zuri buzën vdiq. E zuri në ck *keq. shih te* CAK,~U. Zuri cefël u zemërua e u ndez menjëherë, i kërceu damari, i hipi në kokë. Zuri cergë (brume) vuri njëfarë pasurie, e ndreqi gje-ndjen ekonomike, u mëkëmb. I zë çelën shih te ÇELË, ~A ]. E zuri (ia ndez, i hipi, i kërceu, iu ngrit) damari *shih te* DAMAR,~I. I zuri derën *dikujt shih te* DERË,~A. E zone me domate *dike*

*shih te* DOMATE,~JA. Zunë dorë i dhanë fjalën njëri-tjetrit, lidhën marrëveshje a ranë në ujdi për diçka. I zë dora (çdo gjë) a) i vjen ndoresh për çdo punë; nuk rri kot; b) i del mirë e mbarë çdo gjë. S'e zë (s'e kap) me dorë *diçka* shih te DORË,~A. Me zuri dhembi *diçka shih te* DHËMB,~I. S'ta zë dhëmbi *shih te* DHËMB,~I. E zunë pa fener *dike shih te* FENER,~L ZëfiUfillon, nis. E zë fill *dike a diçka shih te* FILL,~I. I zë fillin *diçkaje shih te* FILL, ~I4. Zë (bën, ngre, gjen) fole *shih te* FOLE,~JA. I zuri frymën *dikujt* a) nuk e la të fliste, ia mbylli gojën; b) e mundoi, nuk e la të qetë dike. E zuri (e kapi, e mbërtheu) për fyti (për gryke) *shih te* FYT,~I. I zëntë fytin (grykën)! *mallk. shih te* FYT,~I. Iu zëntë fyti! *mallk. shih te* FYT,~I. I zë gojën *dikujt* a) ia mbyll gojën, e detyroj të mos flasë me; b) e heq qafe duke i plotësuar një kërkesë të vogël që bie në sy, por jo kërkesën kryesore. Zë në (me) gojë *dike a diçka shih te* GOJË,~A. I zë grykën *dikujt* i jep ç'kërkon, që të mos flasë me. E zuri gjarpri *shih te* GJARPËR,~RI. Zud (kafsnoi, bëngri) gjuhën *shih te* GJUHË,~A,. N"k me zë gjumi për *diçka shih te* GJUMË,~L Ia zë bunda *diçka shih te* HUNDË,~A. E zuri (e kapi) për jake *dike shih te* JAKË,~A. E zuri (e kapi, e mori) kalemi *dike shih te* KALEM,~I. Iazuri(ia lidhi, ia ngujoi) këmbët nuk e la të lëvizë nga vendi (një sëmundje, një hall, një punë etj.); e pengoi, e vonoi; i mbeti si barrë. S'e zë këmba nuk rrlhet, nuk shkelet shumë nga nje-rëzit (për një rrugë, një vend). Zuri këndin *shih te* KEND,~I. Ka zënë krimba *shih te* KRIMB,~I. EMri (e kapi, e gjeti) ndër Ultra *shih te* LAKËR,~RA. Zuri ledh *dikush shih te* LEDH,~I n- E zuri Iejdhi *dike shih te* LEDH,~I n. Zuri lepurin*shak* ra, u rrëzua për tokë. E zuri (i ra) lotaria *shih te* LO-TARI,~A. E ka zënë magjja *shih te* MAGJE,~JA. E zuri (e bëri) mat *dike shih te* MAT,~I U- Zuri (vuri, nxuri) mend *shih te* MEND,~TË. S'e zë meraku (halli, qederi) nuk e can kokën, s'i bëhet vonë, nuk pyet fare, nuk shqetësohet. Zë (vret, numëron) miza (gjithë ditën) *mospërf. shih te* MIZË,~A. Zë mullën *shih* te ^MULLË,~A. Kështu e ka zënë mullëzën *shfh te* MULLËZ,~A. Ka zënë myk (ndryshk) *diç-k^a* ka kohë që nuk është përtërirë a që nuk është pastruar. Mos të zëntë ora! *mallk. shih tek* ORË,~A i. E zuri (e kapi) për palltoje *dike shih te* PALLTO, ~JA. Zuri përruan (ledhin) *keq.* vdiq; ngordhi. Zinte (shtypte) pleshta *shih te* PLESHT,~I. E ka zënë plu-huri *diçka shih te* PLUHUR,~I. E zuri pupa *diçka shih te* PUPA. I zuri (i mbrehu, i ngatërroi) qetë *me dike shih te* MBREH. Ka zënë qoshen *shih te* QOSHE,~JA. E ka zënë qymyri *shak. shih te* QYMYR,~I. Me ka zënë (atje) ku s'rrëfehet *shih te* RRËFEHEM. Zë (lëshon, ngul, hedh) rrënjë *shih te* RRËNJË,~A i. Zuri rruazën (qafën, zverkun) *keq.* a) u rrëzua dhe u vra keq; b) vdiq. I zuri rrugën (udhën) *dikujt* a) i doli përpara dikujt; b) e pengoi dike, nuk e la të bëjë përpara. I zuri sytë *dikujt shih te* SY,~RI. Ma zuri syri *shih te* SY,~RI. Nuk ta zë (nuk ta mbush) syrin *shih te* MBUSH. Ma zuri shul *diçka shih te* SHUL. E zuri tavani (shtëpia) i erdhi shumë rëndë, s'dinte ku të futej nga turpi. Zë tokë

a) *diku* zbres, ulem në tokë; b) lind (për diellin). Zë (merr) në thua *shih te* THUA, THOI. E zuri vai;n *shih te* VA,~U. Zë vend a) vendoset diku (për nje-rëzit); është në vendin e vet dhe nuk luan (për sendet);

b) ka vlerë, dëgjohet, merret parasysh, përfillet; vlen për diçka të mirë; c) ngulitet, bëhet pjesë e pa-ndarë e diçkaje. I zuri vendin (këmbën) *dikujt* e zëvendësoi dike, erdhi a veproi në vend të tij. S'më zuri vend *( b uk a e tj.)* nuk me ngopi fare; nuk me kënaqi. S'më zë vendi jam shumë i shqetësuar, nuk rri dot në një vend nga shqetësimi i madh. Ma zuri (ma kapi) veshi *diçka shih te* VESH,~I. E zuri veshin *shih te* VESH,~I. E zuri (e kapi) nga (per) veshi *dike e* detyroi me force të bëjë diçka. Zunë vrimat u fshe-hën nga frika. E zunë (i hipën, i kërcyen, e kapën) xhindet (qipujt) *shih te* XHIND,~I. Zë zemrën (bar-kun) ha pak, ha sa për të thyer urine. Ra qielli dhe e zuri (e mbuloi) *shih te* QIELL,~I. S'kishte ku e zinte (e kapte) qeni *dike shih te* QEN,~I. I zuri bishti dhjamë *shih te* DHJAMË,~I. Zë brinjët me duar *shih te* BRINJË,~A. S'i zë bytha vend *thjeshtligj., keq. shih te* VEND,~I. I kanë zënë (i kanë vënë) cergë sytë *shih te* CERGË,~A. I zuri çarku kokën *shih te* ÇARK,~U. E zë (e kap) demin (kaun) për brirësb (nga brirët) *shih te* BRI,~RI. £ zuri dhëmbi bukë (tagji) *shih te* DHËMB,~I. la zuri fjalën në gojë *shih te* GC"JË,~A. Zë fundin e barkut *shih te* BARK,~U. Me zuri goja bar (erë) *shih te* BAR,~I f. S'më k& zënë goja lesh *shih te* LESH,~I. Me zuri gjuha (goja) lesh *shih te* LESH,~I. la kanë zënë (ia kanë mbyllur, ia kanë vulosur) gojën me shtupë *shih te* SHTUPË,~A. Të zë në grykën e këmishës *shih te* KËMISHË,~A. I zuri guri këmbët *shih te* KËMBË,~A. Nuk zë gj? me dart *shih te* DORË,~A. E ka zënë gjumi (He, prehet) mbi dafina *shih te* DAFTNË,~A. E zëntë gjumi i madh! *mallk. shih te* GJUMË,~I. S'i zënt këmbë dbc (tokë, vend) *shih te* KËMBË,~A. Ia zuri këmbëk me derë *shih te* DERË,~A. la ka zënë kokën me derë

a) e ka mbërthyer mirë e s'ka nga të lëvizë, e ka në dorë;

b) e detyron të bëjë siç do ai. Zë kokën me dorë ha-bitem dhe zemërohem nga diçka e padrejtë ose e rre-me; çuditera shumë. Ka zënë (ka vënë) kore (dregëz) plaga *shih te* KORE,~JA T. E zuri lepurin në lak *shih te* LAK,~U. E zë (e kap) lepurin (dhelprën) me qerre *dikush shih te* QERRE,~JA. I zuri luga ujë *shih te* LUGË,~A. I ka zënë magjja kokën *shih te* MAGJE,~JA. S'e zë (s'e kap) njeri me dorë (për bishti) s'e përfill njeri, s'e fut njeri në hesap; s'kujdeset njeri për të. E zunë me pelë për dore *shih te* PELË,~A. Zë peshk në bar *shih te* BAR,~I j. Zuri (kapi) qeni një lepur *mospërf., iron, shih te* QEN,~I. Sikur ka zënë (ka kapur, ka rrokur) qiellin me dorë *shih te* QIELL,~I. I zuri rrota (qerrja, rrasa) bishtin *shih te* BISHT,~I. I zuri sytë buka (e mira) *shih te* BUKË,~A. I zëntë sytë buka! *mallk. shih te* SY,~RI. I kanë zënë sytë *lesh shih te* LESH,~I. I kanë zënë sytë mjegull *shih te* MJEGULL,~A 2. I zuri (i ndeshi, i hasi, i ra) sharra në gozhdë *shih te* SHARRË,~A. I kishte zënë shosha (hambari) merimanga *shih te* MERIMANGË, ~A. I zuri shpirtin ngjak *dikujt shih te* NGJAK,~U. I zëntë shtëpia (oborri) bar! *mallk. shih te* BAR,~I j. Ka zënë (ka lëshuar) merimangë toka *shih te* MERIMANGË, ~A. Nuk ia ka zënë trari kurrizin *dikujt shih tek* TRA,~RI. I kanë zënë trutë ndryshk (myk) *shih te* NDRYSHK,~U. Nuk i zë (nuk i ngre, nuk i merr) ujë lopata (shati) *shih te* LOPATË,~A. I zë vend fjala *shih te* VEND,~I. S'i zë vend gjaku *shih te* GJAK,~U *i.* Nuk di kë të zë e kë të lë s'di nga t'ia nis me pare, s'di ç'është e vlefshme, s'di ç'të zgjedh me pare. S'i zë gjuha vend ndër dhëmbë (s'i rri gjuha prapa dhëmbëve) *shih te* GJUHË,~A r.

ZËBUKUR *mb.* Që e ka zërin të bukur, që flet a këndon me zë të këndshëm.

ZËÇJERRË *mb.* Që e ka zërin të çjerrë, që lëshon një zë të çjerrë e të pakëndshëm. *Këndes zëçjerrë.*

ZËDREDHUR *ndajf.* Me zë të dredhur nga ma-llëngjimi, nga frika etj., duke iu dredhur zëri. *Për-gjigjej zëdredhur. Iu lut zëdredhur.*

ZËDHËNËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që është i ngarkuar nga organet shtetërore të njoftojë të tjerët për diçka a të jape sqarime rreth diçkaje që ka të bëjë me politikën e shtetit, me marrëdhëniet ndërkombë-tare etj.; ai që është i ngarkuar të flasë në emër të të tjerëve. *Zëdhënës zyrtar (ushtarak). Zëdhënësi i shtypit. Zëdhënësi i Ministrisë së Punëve të Jashtme. Zëdhënësi i parlamentit.*

*2.* Ai që është a që bëhet përhapës i mendimeve, i ideve etj. të dikujt tjetër; ai që pohon a që mbron një mendim, një ide etj. *Zëdhënës i zellshëm. Zëdhënës i Partisë. Zëdhënës ipopullit (i klasës punëtore, i masave punonjëse). Zëdhënës i ideve (i ndjenjave) të autorit. Zëdhënës i ideve shoqërore.*

ZËDHËNËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. *Fem. e* ZËDHËNËS,~I.

2. Agjenci lajmesh a gazetë që njofton ose që jep sqarime rreth çështjeve të ndryshme shtetërore, shoqërore etj. *Zëdhënëse besnike. Zëdhënëse zyrtare. ATSH-ja është zëdhënëse e Partisë dhe e shtetit tone.*

ZËDHËNIE,~A . *sh.* ~E, ~ET *vjet.* Njoftim, lajmërim me gojë a me shkrim. *U botua një zëdhënie. Morën një zëdhënie. Përhapi një zëdhënie.*

ZËËMBËL *mb.* Që e ka zërin të ëmbël, që këndona që flet me ze të ëmbël. *Zog ziëmbël. Këngëtare zë-ëmbël.*

ZËMADH,~E *mb.* 1. Që bëhet me zë të lartë; që ka zë të forte, që i dëgjohet zëri a zhurma deri larg; zhurmëmadh. *Thirrje zëmadhe.*

2. *fig.* Që është shumë i njohur, që i ka dale nami anembanë, që është në zë, famëmadh. *Poet zëmadh. Udhëheqës zëmadh.*

ZËMATËS,~I *m. sh.* ~, ~IT *spec.* Aparat i po-saçëm që shërben për të matur fuqinë e zërit.

ZËMBICË,~A . *veter.* Zburth. *ka rënë zëmbica kalit.*

ZËMËR,~RA . Koha midis drekës dhe darkës; ushqimi që hahet në këtë kohë; zëmërherë. *Zëmër e lehtë. Në kohën e zëmrës. Ha zëmër. Mori zëmër me vete. Ndenjën gjer afër zëmrës. Zëmrën e bënë te kroi.*

ZËMËRHERË,~A . Koha e zëmrës; koha kur hahet zëmra; zëmër. *Erdhi me zëmërherë. Priti gjer në zëmërherë. U takuan pas zëmërherë.*

ZËMËROJ *jokal.,* ~OVA, ~UAR. Ha zëmër. *Zëmëroi me shokët.*

ZËNË (i,e) *mb.* 1. Që është zënë i gjallë, që është zënë rob; që është kapur a është marrë me force. *Plaçkë e zënë. Tank (top, mitraloz) i zënë. Pozicionet e zëna.*

2. Që nuk është i zbrazët a i lire, që është zënë me diçka a nga diçka; *kund.* i lire. *Vend i zënë. Rrugë e zënë. Tryezë e zënë. Shtëpi fdhomë) e zënë. Sipërfaqe (tokë) e zënë. I kishte duart të zëna.*

3. Që nuk ka kohë të lire, që nuk është i ngeshëm fpër njerëzit); i mbushur me diçka, jo i lire. *E gjeti të zënë. Ishte shumë i zënë. Të dielën e kam të zënë.*

4. Që nuk duket, që e ka mbuluar diçka e nuk shi-het. *Hëna qenka e zënë.*

5. *bised.* I fejuar. *Vajzë e zënë.*

6. *bised.* Shtatzënë. *Grua e zënë. E ka nusen të zënë.*

7. Që ka mbirë a që ka zënë (për bimët). *Shartime të zëna. Pemët e zëna duhen krasitur.*

8. *bised.* Që është në gjendje të mirë ekonomike, i pasur. *Njeri i zënë. Ishte i zënë ai. E kishte babanë të zënë.*

9. *bised.* 1 mbyllur. *Dera ishte e zënë. Dyqani ishte i zënë.*

10. *bised.* I errët, i mbyllur (për ngjyrat). *Jeshile (kafe) e zënë. Ngjyrë e zënë.*

I ka duart të zëna (të lidhura) *shih te* LIDHUR (i,e).

ZËNË *ndajf.* Duke qenë i zënë me punë ose me ndonjë detyrë tjetër; *kund.* lirshëm. *Sot e gjeni zënë.*

ZËNËS,~l *m. sh.* ~, ~IT. Vegël e posaçme prej dërrase që shërben për të penguar ose për të lëshuar ujin në lugun e mullirit të blojës. *Ngre (id) zënësin.*

ZËNGJIRUR *mb.* Që e ka zërin të ngjirur, që i është ngjirur zëri.

ZËNIE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kup-timeve të foljeve ZË, ZIHEM. *Zënia epeshkut. Zënia e brumit. Zënia e kohës së lire.*

2. Grindje. *Zëniet e fëmijëve.*

ZËNKË,~A *f. sh.* ~A, ~AT. Grindje midis dy vetash a dy palësh kundërshtare, që zakonisht shkon
deri në rrahje. *Zënkë e vogël. Shkaktar i zënkës. Plasi (filloi) zënka. Puna arriti gjer në zënkë.*

ZËRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *mit.* Zanë.

ZËROJ *kal,* ~OVA, ~UAR *vjet.* Filloj, nis. *Zëroi luftën.*

ZËSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që ka zë të lartë, i zhurmshëm; që bëhet a që shpallet me zë. *Këngë e zëshme. Tallazi i zëshëm i detit. Vote e zëshme.*

2. *gjuh.* Që shqiptohet me zë, që ka zë (për tingujt); *kund.* i shurdhët. *Tingull i zëshëm. Bashkëtingëllore e zëshme.*

ZËSHMIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *gjuh.* Dukuri fonetike kur një bashkëtingëllore e shurdhët shndë-rrohet në bashkëtingëlloren e zëshme përgjegjëse (p.sh. p shndërrohet në b, k në g etj.). *Zëshmimi i bashkëtingëlloreve.*

ZËSHMOHET *vetv.,* ~UA (u), ~CAR *gjuh.* Shndërrohet në bashkëtingëlloren e zëshme përgjegjëse (për një bashkëtingëllore të shurdhët).

ZËT,~I *m. bised.* Diçka që nuk e dua a nuk me pëlqen fare; inat. *E ka zët. E mori zët. Zëti i tij ishte gënjeshtra. I vjen zët kur e shqetësojnë gjatë punës.*

ZËVENDËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. Njeri i caktuar për të zëvendësuar në një detyrë a për të ndihmuar drejtpërdrejt e me përgjegjësi një tjetër, prej të cilit varet. *Zëvendësi i pare. Zëvendësi i përgjegjësit (i drejtorit, i ministrit).*

ZËVENDËS-Zytfëorm. Pjesë e parë e fjalëve të përbëra, me kuptimin e atij që zëvendëson në një detyrë a ndihmon drejtpërdrejt e me përgjegjësi një tjetër, prej të cilit varet; p.sh. zëvendësbrigadier, zëvendës-dekan, zëvendësdrejtor, zëvendëskomandant, zëvendës-prokuror etj.

ZËVENDËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ZË-VENDËS,~I.

ZËVENDËSI,~A . Detyra e atij që është zëvendës i një tjetri, të qenët zëvendës i dikujt; koha gjatë së cilës një njeri zëvendëson një tjetër në detyrën e tij.

ZËVENDËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZËVENDËSOJ, ZËVE-NDËSOHEM. *Zëvendësimi i lojtarit. Zëvendësimi i fjalëve të huaja. Metoda e zëvendësimit. mat. Reaksion zëvendësimi. kim. Bëri zëvendësimin.*

ZËVENDËSKRYETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT.
Zëvendësi i kryetarit; nënkryetar. *Zëvendëskryetar i Këshillit të Ministrave. Zëvendëskryetari i kooperativës.*

ZEVENDËSKRYETARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ZËVENDËSKRYETAR,~I. *Zëvendëskryetarja e këshillit popullor. Zëvendëskryetarja e këshillit të gruas.*
ZËVENDËSMINISTËR,~RI *m. sh.* ~RA, ~RAT.
Zëvendësi i ministrit. *Zëvendësministri i Arsimit. U emërua (u caktua) zëvendësministër.*
ZËVENDËSMINISTRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ZËVENDËSMINISTËR,~RI.
ZËVENDËSOHEM. *Pës. e* ZËVENDËSOJ.
ZËVENDËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zë vendin e dikujt në një punë a në një detyrë, kryej detyrëne zëvendësit të dikujt. *Zëvendëson përgjegjësin (drej-torfn). E zëvendëson përkohësisht.*
*2.* Bëj që t'i zërë vendin dikush a diçka tjetër, vë një tjetër në vend të tij a të saj, ndërroj; vë në vend, plotësoj. *Zëvendëson rojal. Zëvendësoi telat (gomat). Zëyendësoi dëtnet. Zëvendësuan misrin me grurë. I zëvendësoi të gjitha humbjet.*
3. *vet. veta HI.* I zë vendin diçka tjetër, vjen diçka tjetër në vend të saj, e ndërron. *Dritën e zëvendësoi errësira. Zhurmën e zëvendësoi një qetësi e plotë.*
ZËVENDËSSEKRETAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT.
Zëyendësi i sekretarit. *Zëvendëssekretari i organizatës-bazë. U zgjodh zëvendëssekretar.*
ZËVENDËSSEKRETARE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ZËVENDËSSEKRETAR,~I.
ZËVENDËSUES,~E *mb.* 1. Që shërben për të zëyendësuar diçka; që zëvendëson dike a diçka. *Material zëvendësues. Lëndë zëvendësuese.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ZËVENDËSUESHËM (i), ~ME (e) *mb.* Që
mund të zëvendësohet. *Sende të zëvendësueshme. Dëme të zëvendësueshme.*
ZËZËLLIMË,~A . Zukamë. *Zëzëllima e bletëve. Zëzëllima e zërave të fëmijëve.*
ZËZËLLOJ *jokai,* ~OVA, ~UAR. Zukat. *Zëzë-llojnë bletët (mizat).*
ZGAFELLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Grope a vrimë e madhe në një mal, në një kodër etj., shpellë, guvë. *Zgafelle e errët. Vend me zgafelle. Hyri në një zgafelle.*
ZGAFULLOHEM *vetv* 1. Zbërthehem, shkopsitem e shprishem nga rrobat, shpartallohem në veshje. *U zgafullua nga vapa.*
2. *vet. veta III.* Hapet jashtë mase, shqyhet; ça-pëlohet. *I janë zgafulluar sytë. I është zgafulluar plaga. Trungu u zgafullua.*
ZGAFULLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Bëj, gërryej, hap një grope; Hap një grope të madhe.
2. Hap gjoksin duke zbërthyer e duke shprishur atoj që kam veshur; zbërthej e shprish rrobat. *Zgafulloi kraharorin.*
ZGAJTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Humbas gja-llërinë, bëhem i flashkët; me priten fuqitë, lëshohem fare, zgërlaqem. *Është zgajtur nga vapa (ngalodhja).*
ZGAJTUR (i, e) *mb.* Që e ka humbur gjallërinë, që është bërë i flashkët; që i janë prerë fuqitë, që e ka lëshuar veten fare, i zgërlaqur.
ZGAL *jokal.,* ~I, ~UR *kraltin.* Agon, zbardh. *Zgali drita (agimi).*
ZGA^LE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *krahin.* Vrimë ose e çarë (zakonisht në mur); borde. *U be një zgale (në mur).*
ZGALEM,~I *m. sh.* ~A, ~AT. 1. *zool.* Shpend uji me pendë të bardha e të zeza, ms krahë të ngushtë e te gjatë, me këmbë shumë të shkurtra, me bisht të bigëzuar dhe me sqep të kthyer, që fluturon mbi valët përpara e gjatë stuhisë. *Zgalemi i stuhisë. Klithma e zgafemit. I guximshëm si zgalemi.*
2. *fig. poet.* Paralajmërues i një lëvizjeje a i një ngjarjeje të madhe shoqërore. *Zgalemi i revolucio-nit.*
ZGALET *vetv. krahin.* Hapet, kthjellohet (për kohën a motin). *U zgal moti (koha).*
ZGAQ,~I *m.* 1. Llum, fundërri; mbeturina.
2. edhe *sh.* ~Ë, ~ËT *fig.* Njeri i poshtër, pa cipë e pa nder; fundërri, llum. *Zgaq i përbuzur. Zgaqi i shoqërisë.*
ZGAQEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Zbulohem në një pjesë të trupit, heq mbulesat; zhvishem. *U zgaq natën. U zgaq dhe ra në shtrat.*
ZGA”RBË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zgavër e madhe nëtrungune një druri, zgërbonjë. *Zgarbë ulliri. Është bërë zgarbë përbrenda. Është hapur si zgarbë.*
ZGARBULL,~LLI *m. sh.* ~J, ~JT. Zgërbonjë, zgarbë.
ZGARBULLOJ *kal.,* ~OVA, ~tJAR. Gërryej drurin përbrenda, zgavroj zemrën e drurit, e bëj drurin zgarbë.
ZGARDHNGJESHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me
bie brezi që kam ngjeshur rreth mesit; me zbërthehen rrobat që kam veshur, shpartallohem në veshje.
ZGARDHNOHET *vetv.,* ~UA (u), ~UAR. I
dalin fuçisë degët jashtë mbajtëseve; prishet, shthuret (për gardhin). *U zgardhnua fuçia. U zgardhnua gardhi.*
ZGAVËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT. 1. Vrimë e madhe e gërryer a e hapur brenda trungut të një druri ose në një shkëmb. *Zgavër e thellë. Zgavra e lisit (e gështenjës). Zgavër mali. Hyrja (goja) e zgavrës. Rrap (Us) plot zgavra. U fut në një zgavër.*
2. *anat.* Grope a vend i zbrazët në trupin e njeriut, ku qëndrojnë organe të ndryshme jetësore. *Zgavra e kraharorit. Zgavra e barkut. Zgavra e syrit. Zgavrat e kafkës.*
3. *mjek.* Gropëz në mushkëri e shkaktuar nga tuberkulozi; gropëz në dhëmballë e shkaktuar nga një sëmundje.
ZGAVËRT (i, e) *mb.* 1. Që është i zbrazët si zgavër përbrenda, që nuk ka asgjë brenda; që ka zgavër. *Dru (trung) i zgavërt. Shpellë e zgavërt. Pjesa e zgavërt e drurit.*
*2.* Që është i futur përbrenda, që është si grope. *Gjoks i zgavërt.*
ZGAVRIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZGAVROJ, ZGAVROHET.
ZGAVRIQ,~E *mb.* 1. I zgavërt. *Dru zgavriq. La-*
*hutë zgavriqs. 2. si em.* ~, ~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zgavër e vogël-
ZGAVROHET *vetv.* 1. Bëhet zgavër (druri, shkëmbi, dhëmballa). ” *zgavrua trungu. 2. Pës. e* ZGAVROJ.
ZGAVROJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E gërryej diçka përbrenda dhe e bëj zgavër. *Zgavroi një trung. Zgavroi shkëmbin.*
ZGAVRUAR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë me zgavër përbrenda; që është bërë i zgavërt. *Trung (dru) i zgavruar. Dhëmballë e zgavruar.*
*2.* Që është futur përbrenda, që është bërë si grope. *Sy të zgavruar.*
ZGERDHË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT *anat.* Bronket.ZGËQ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Vend i ngushtë, cope vend; qoshe e fshehtë, skutë. *Një zgëq vend. Zgëqet e fshehta. Zgëqet e shtëpisë (e anijes). Dhomë sa një zgëq. U fsheh në një zgëq.*

ZGËRBONJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Zgavër e madhe në trungun e një druri, zgarbë. *Zgërbonjë e ihellë. Zgërbonja e rrapit (e lisil). Zgërbonjat e pyllit. Trung me zgërbonjë. V fut (u fsheh) në një zgërbonjë. Druri është bërë zgërbonjë. E bën strofkën në zgërbonjë.*
ZGËRDHESHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. *shih* ZGËRDHIHEM.
ZGËRDHIHEM *vetv.,* ~VA (u), ~RË. 1. *keq.* Qesh zakonisht pa vend e pa shkak, duke shtrembë-ruar fytyrën e duke nxjerrë dhëmbët jashtë, për të vënë në lojë dike a për të shfaqur mospërfillje ndaj dikujt; zbardh dhëmbët. *Ç'ke që zgërdhihesh? Mos u zgërdhi ashtu!*
*2. vet. veta III.* Çahet fare, hapet shumë. *Plaga iu zgërdhi keq. Fiqtë u zgërdhinë.*
ZGËRDHIJ *kal.,* ~VA, ~RË. Zgërdhin dhëmbët
*keq.:* qesh duke shtrembëruar fytyrën e duke nxjerrë dhëmbët jashtë për t'u tallur me dike a për të shfaqur mospërfillje ndaj tij, zgërdhihem.
ZGËRLAQ *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj të butë a të squllët diçka duke e ngjeshur; e shtyp fort diçka të butë sa i nxjerr të brendshmet. *E zgërlaqi fikun (pje-prin). Zgërlaqi një bretkosë (një breshkë, një krimb). E zgërlaqi fare.*
2. *fig.* la pres fuqinë dikujt. e lodh dhe e këput fare. *zgërlaqi puna (rruga).*
ZGËRLAQEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Zbutet a squllet shumë; bëhet i flashkët. *Fiqtë u zgërlaqën fare.*
*2. fig.* Me pritet fuqia. lodhem e këputem fare; e lëshoj krejt veten, flashkem (kryesisht nga lodhja).
3. *Pës. c* ZGËRLAQ.
ZGËRLAQUR (i, e) *inb.* 1. Që është shtypur fare e është bërë i squllët; i flashkët. *Fig të zgërlagur.*
*2. fig.* Që i janë prerë fuqitë, që është lodhur e kë-putur fare; që e ka lëshuar krejt veten, i flashkët (kryesisht nga lodhja).
ZGËRQESHEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. *shih* ZGËRDHIHEM.
ZGOBELL,~E *mb. keq.* 1. Që e ka trupin të gjatë. por të shëmtuar. *Burrë zgobell. Grua zgobelle.*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Një alamet zgobelli.*
ZGOBINALLE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Vend me gropa e me shkrepa.
ZGORKEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Zgropem.
ZGORKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Grope e for-muar në shtratin e një lumi; grope, vrimë; vend i zbrazët. *Zgorkat e lumit. Ra në një zgorkë. Zalli është lërë zgorka.*
2. *bised.* Lukth, bark. *E mbushi zgorkën.*
ZGORKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj një grope; zgavroj.
ZGOROVAJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Sheke e madhe.
ZGORRE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Tërësia e eshtrave të një trupi, skelet. *Zgorrja e njeriut.*
*2.* Vend me shkurre e driza të dendura, ku kalohet me shumë vështirësi; blacë. *Ngeci në një zgorre të keqe.*
ZGOT,~I m. ir. ~A, ~AT. Vrima e poshtme e koshit në mullirin e blojës, nga bie drithi në mokër. *Zgoti i mullirit.*
ZGRAP *kal,* ~A, ~UR. 1. *vet. veta III.* Ha fije bari, gjethe etj., duke i kafshuar a duke i këputur me force e me zharmë (për kafshët). *Dhia zgrapte gjethe. Delja zgrap bar.*
2. 1 çaj a i hap pak lëkurën me dhëmbë, e kafshoj pak (zakonisht për gështenjën).
3. *bised.* Rrëmbej diçka të vogël fshehtas a me force; zhvat; grabit, vjedh. *Ujku zgrapi një dele (një qengj). la zgrapi të gjitha paratë. Zgrap ku të mundë.*
ZGRATHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I nxjerr gra-thët lirit, e pastroj dhe e kreh. *Zgrathon lirin.*
ZGRIP,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Buza e një gremine, e një shkëmbi të thepisur etj.; skaji i një sendi, ana, buza. *Zgripi i shkëmbit (i greminës, i humnerës). Zgripi i pullazit (i shkallëve, i pusit, i varrit). Zgripi i lumit. U ul në zgrip. U kacavar në zgrip të shkëmbit. V tërhoq në zgrip të rrugës. E mbushi deri në zgrip.*
2. *fig.* Pika e fundit, fundi, mbarimi i diçkaje. *Është në zgrip të jetës. E çoi punën deri në zgrip.*
3. Pakicë; shtrëngicë, kursim. *E ka me zgrip diçka* e ka me pakicë. *Ha (prish, shpenzonj me zgrip* ha pak e me kursim të madh. *Jeton me zgrip* jeton me pak gjë, në shtrëngicë e me kursim të madh.
Është me (në) zgrip a) nuk është i sigurt; është i vështirë dhe i ngatërruar për t'u bërë; b) mezi që-ndron me këmbë, mezi mbahet diçka, është gjysmake; c) ka vajtur deri në buzë, deri atje sa s'mban me. E ka me (në) zgrip është i pavendosur për diçka, e ka me mëdyshje, lëkundet midis "po"-së dhe "jo"-së. Është në zgrip (në buzë, në grykë) të varrit *shih te* VARR,~I.
ZGRIP *ndajf.* 1. Cekët, jo thellë. *E lëronte token zgrip. I mbjell zgrip.*
2. Pak, jo shumë; rrëshqitas. *E zuri guri zgrip.*
ZGRIPËT (i, e) *mb.* 1. Që nuk është i thellë, i cekët. *Grope e zgripët. Pus i zgripët. Vijë uji e zgripët.*
2. Që iron me kursim të madh sepse nuk ka; shumë i kursyer. *Jetë (jetesë) e zgripët. Pleqëri e zgripët.*
3. *fig.* Shumë i matur; shumë i kursyer në fjalë etj. *Është i zgripët.*
ZGRIPTAS *ndajf.* Me kursim të madh; më të keq, me zgrip. *E çonte zgriptas.*
ZGRIPTOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Kursej shumë, shpenzoj me zgrip. *Zgriptonte, se s'i dilte.*
2. E çoj diçka deri fare afër fundit, e çoj deri në zgrip.
3. *jokal.* Sapo filloj, sa nis diçka. *Sa zgriptova në bukë.*
ZGROF,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bised.* 1. Stomaku i njeriut a i kafshës; barku. *Zgrofi i njeriut. Zgrofi i lopës. E mbushi zgrofin. I dhemb zgrofi.*
2. *përd. mb.* I zgavërt, i zbrazët. *Ky trung qenka zgrof.*ZGROP,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bised. shih* ZGROF, ~I. *Me barkun zgrop. E ka zgropin të pangopur.*
ZGROPEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised.* Me zbrazet stomaku fare, me bëhet barku grope nga të pangrënët e me merr shumë uria. *lu zgrop barku. U zgropën fare.*
ZGROPOHET. *Pës. e* ZGROPOJ.
ZGROPOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj grope, gër-moj një grope, gropoj.
ZGURDULLIM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZGURDULLOJ, ZGURDULLOHET.
ZGURDULLOHET *vetv.* Hapet jashtë mase, shqy-het (për sytë). *lu zgurdulluan sytë.*
ZGURDULLOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. I hap
jashtë mase, i shqyej (sytë). *Zgurdulloi sytë nga çudia (ngafrika, nga zemërimi).*
ZGURDULLCAR (i, e) *mb.* Që është hapur jashtë mase, i shqyer (për sytë); që i ka zgurdulluar sytë. *Me sy të zgurdulluar. E vështronte i zgurdulluar.*

ZGURDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Zorra e tra-shë; fundi i zorrës së trashë. *doli zgurdha. Vuan nga zgtirdha. 1 dhemb zgurdha.*
2. *keq.* Gurmazi, fyti, gryka. *E hapi zgurdhën. Sale ka zgurdhën, na shurdhoi.*
ZGJAT (ZGJAS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. E bëj të gjatë a më të gjatë diçka, duke i shtuar ndonjë pjesë tjetër, duke e tërhequr a duke e shtrirë etj.; *kund.* shkurtoj. *Zgjat rripin (telin). Zgjat fustanin (fundin, mëngët). Zgjat vijën (diagonalen, mesoren). mat. Zgjat rrugën (hëkurudhën, trasenë). Zgjat hapin.*
2. Shtrij diçka në një drejtim të caktuar ose e afroj në drejtim të dikujt a të diçkaje tjetër. *Zgjati kokën. I zgjati dorën. I zgjati gotën (shishen, cigaret, shkrepësen, letrën, telegramin, librin). Zgjati këmbët te zjarri. Zgjati shkopin drejt hartës.*
3. Lë diçka të bëhet e gjatë a më e gjatë. *la zgjati flokët vajzës. la zgjatën lastarët hardhisë.*
4. Shtyj kohën, gjatë së cilës bëhet diçka, e shtoj kohën dhe e vijoj diçka më tej; shtyj më tej a vonoj përfundimin e diçkaje. *E zgjati afatin. E zgjati punën (lejen, diskutimin). I zgjati je ten. I zgjati ditët. E zgjati gjendjen e jashtëzakonshme. Zgjat zërin (zanoren). Ç'e\ zgjat? Ç'ta zgjat? Pa e zgjatur. la zgjat dikujt* (edhe *moh.)* nuk ia prish qejfin, e merr më të mirë. *S'e zgjati me. E zgjati me sot e me nesër. E ka zgjatur shumë me të. Nuk ia zgjati* nuk u muar shumë me të, ia preu shkurt. *Mos ia zgjat!* prija shkurt!
*s\ jokal. vet. veta 111.* Vijon pa ndërprerje për një kohë të caktuar; kalon një kohë, gjatë së cilës kryhet diçka. *Pritja zgjati një ore. Udkëtimi zgjati shumë. Shiu zgjati tërë natën. Kjo punë (gjendje) zgjati me vile. Dasma zgjati deri në të gdhirë. Heshtja zgjati disa mi-nut a. Sa zgjat shfaqja? Ndërtimi zgjati tteri në dimër. Dita dhe nata zgjatin njëzet e katër ore. Nuk zgjati shumë dhe vdiq.*
*6. jokal. vet. vela 111.* Bëhet më e gjatë, zgjatohet (për kohën). *Zgjati dita (nata).*
I zgjati (i shtriu) dorën *dikujt shih te* SHTRIJ. E ka zgjatur gjuhën (gojën) *keq.* është bërë llafazan, merr nëpër gojë dike a diçka, net shumë kundër dikujt a diçka je, e shan dike; merret me thashetheme. Zgjati hundët *keq.* u përzie në punët e dikujt tjetër, futi hundët në çështje që nuk i përkasin. Zgjat krahët
(duart, gishtërinjtë) *keq.* shtrin e përhap ndikimin e vet. E zgjat muhabetin *me dike* bëhet i afërt me dike, afrohet shumë me të. I zgjat (i shtrin) qafën *dikujt shih te* QAFË,~A. I zgjati veshët u mundua të dë-gjojë një zë të largët a të dobët, vuri veshin me kujdes për të dëgjuar diçka; përgjoi. I zgjati (i hoqi, i tërhoqi, i shkuli) veshin (veshët) *dikujt shih te* VESH,~I. Ia zgjati veshët *dikujt* ia rriti mendjen me lëvdata, e lëvdoi me shumë nga sa e meriton. Me zgjate veshët *shih te* VESH,~I. E zgjati gjuhën si lëpjetë (si lëpushkë) *keq.* foli jashtë mase, foli gjëra të panevojshme ose të papëlqyera e të pahijshme. Zgjati (shtriji) këmbët sa ke jorganin (plafln, shtratin) *fj. u. shih te* JORGAN,
ZGJATEM *vetv.* 1. Bëhem i gjatë a me i gjatë nga sa jam. *Sa u zgjat djali (vajza)l lu zgjatën flokët (thonj-të).*
2. Shtrij trupin a gjymtyrët për të arritur diçka që është larg ose për të parë a për të dëgjuar me mirë diçka; *vet. veta HI* shtrihet, drejtohet. *U zgjat për të parë (për të dëgjuar). V zgjat për ta kapur. U zgjat nga dritarja. Krahët zgjatën përpara.*
3. *vet. veta HI.* Shtrihet a hapet në një truall të caktuar ose në një drejtim të caktuar, shtrihet e arrin gjer në një vend. *Rruga zgjatet buzë lumit. Shtyllat zgjatën deri në fshatin më të largët. Zotërimet e tyre zgjateshin deri në Drin.*
4. Merrem me diçka a bëj diçka për një kohë më të gjatë nga sa duhej ose nga sa ishte menduar, e kaloj kohën e parashikuar; vijon me shumë se ç'du-het. *U zgjat shumë me fjalë. Mos u zgjat me! U zgjate ca. Kjo punë u zgjat e u be tërkuzë.*
5. *vet. veta III.* Bëhet më e gjatë (për kohën); *kund.* shkurtohet. *U zgjat nata (dita). Iu zgjat jeta. Iu zgjat~ shin ditët! ur.*
6. *Pës. e* ZGJAT 1,2,4,5.
I janë zgjatur (i janë rritur) tbonjtë *keq. shih te* THUA, THOI.
ZGJATËS,~E *mb.* 1. *tek.* Që shërben për të zgjatur diçka; që mundohet a që kërkon të zgjate diçka. *Force zgjatëse.*
*2. gjuh.* Që shërben për të shënuar tingullin që duhet të zgjatet gjatë shqiptimit; që shënon një veprim që zgjat. *Theks zgjatës. Shenjë zgjatëse. Aspekti zgjatës (ifoljes).*
ZGJATIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZGJATOJ, ZGJATOHEM.
2. Pjesë që i është shtuar diçkaje ose që del e zgjatet nga një trup në një drejtim të caktuar; vijimi i diçkaje. *Zgjatime anësore. Zgjatime gjembore. Zgja-tim shpinor (qendror). mjek. Në zgjatim të rrugës. Mbaron me dy zgjatime.*
3. *tek.* Vetia a aftësia që ka një lëndë për t'u zgjatur. *Zgjatim relativ (absolut). Kufiri i zgjatimit.*
4. *muz.* Gjatësia e një tingulli. *Ruan zgjatimin.*
ZGJATJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZGJAT, ZGJATEM. *Zgjatja e rrugës. Zgjatja e dorës. Zgjatja e lejes (e aatit, e kohës). Zgjatja e bisedimeve (e marrëveshjes). Zgjatja e sëmundjes.*
2. *shih* ZGJATIM,~I 2. *Zgjatje të holla. Mbaron me disa zgjatje.*
3. Koha sa zgjat diçka; koha gjatë së cilës vijontë bëhet diçka; vijimi i diçkaje. *Zgjatja e ditës diellore. Zgjalja e kohës së ushtrimeve. Zgjatja e ditës së punës.*
ZGJATOHEM *vetv.* 1. Zgjatem. 2. *Pës. e* ZGJATOJ,.
ZGJATOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I. Zgjat. *Zgja(oi rripin. Zgjatoi pallton. E zgjatvan rrugën. Zgjatoi afatin.*
2. *jokal. vet. veta III.* Vijon; Whet me i gjatë, zgjat. *Rruga nuk zgjatoi shumë. Zgjatoi dita.*
ZGJATUR(i,e) *mb.* 1. Që vjen si i gjatë, gjatosh; që është rritur në gjatësi. *Gjethe (kokrra) të zgjatura. Truri i zgjatur. anal. Larva është e zgjatur.*
2. 1 shtrirë në një drejtim. *Me duar të zgjatura.*
3. Që vijon a që bëhet për një kohë më të gjatë se zakonisht, që është zgjatur. *Me orar të zgjatur. Ve-prim i zgjatur.*
ZGJEBANIK,~E *mb. shih* ZGJEBARAK,~E.
ZGJEBARAK,~E *mb.* 1. Që ka zgjeben, që është me zgjebe. *Dele (dhi, bushier) zgjebarake.*
2. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *përçm.* Njeri i fëlliqur e i veshur keq.
3. *si em.* ~, ~U *m. sh.* ~Ë, —ËT *fig. përçm.* Njeri i keq e i poshtër, njeri i pacipë i cili përçmohet nga të ijerët. *Ç'merresh me atë zgjebarak!*
ZGJEBE,~JA . *mjek., veter.* Sëmundje ngjitëse e lëkurës te kafshët dhe te njerëzit, që shkaktohet nga një parazit dhe shfaqet zakonisht midis gishtave, në bark, në kurriz, në kofshë etj. me puçrra me ujë e me kore, të cilat kruhen

shumë; kromë. *Zgjebja e qenit (e dhive). Këpusha e zgjebes. Dregëzat e zgjebes. I ra (e zuri) zgjebja. Bar kunder zgjebes. In ngjit si zgjebja.*

B a r i i zgjebes *bol. shih te* BAR,~I i. ZGJEBEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Zgjebosem.

ZGJEBËÇ,~ÇI *m. sh.* ~ÇA, ~ÇAT *bot.* Shkurre kacavarëse, e gjatë pesë-gjashtë metra, me gjethe të vogla rënëse, me lule të bardha ose ngjyrëvjollcë, që bën kokrra të vogla me bisht të shkurtër.

ZGJEBOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Me zë zgjebja, me bie zgjebja. *U zgjebosën dhitë.*

ZGJEBOSUR (i, e) *mb.* 1. Që e ka zënë zgjebja, që ka zgjeben. *Qen i zgjebosur. Dhi (dele) e zgjebosur,*

*2. jig. përçm.* 1 fëlliqur, i ndyrë; që nuk ka fare vlerë. *Ka ca njerëz të zgjebosur. Kishte mënjanë ca para të zgjebosura.*

3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit,

Dhi e zgjebosur (e zgjebur) e bishtin përpjetë (bishtpërpjetë) *tall,* njeri i pavlerë, por mendjemadh; hem qeros, hem qibar.

ZGJEBUR (i, e) *mb.* I zgjebosur. *Kafshë të zgje-bura.*

G u r i zgjebur bigorr.

ZGJEDH *kal.,* ZGJODHA, ZGJEDHUR. 1. Marr a veçoj nga një grumbull, nga një grup qeniesh, sen-desh etj. atë që me duket me i mirë ose me i përshtat-shëm, atë që me pëlqen me shumë. *Zgjedh shokun (sho-kun e jetës). Zgjedh mollët (pjeshkët, domatet). Zgjo-dhi një këmishë (një lodër). Zgjodhi ngjyrën. Zgjodhi me trimat. I zgjodhi një nga një. I kanë zgjedhur me*

*gisht. Zgjodhi më të mirat. Zgjidh ti i part! Farën e zgjodhën kalli për kalli. Ai nuk i zgjedh fjalët. Zgjidh e merr!*

2. Caktoj e marr atë që me pëlqen a që me duket më e përshtatshme, më e mirë, më e rëndësishme etj.; vendos për njërën ndërmjet disa gjërash, zgjidhjesh, mundësish etj. *Zgjedh zanatin (punën, profesionin). Zgjedh degën e studimit. Zgjodhi një vend të qetë. Zgjedh rrugën më të vështirë (me të lehtë). Zgjodhi kohën më të mirë. Zgjidh me kë do të jeshi Miqtë zgjodhën fushën. sport. Sot vajza e zgjedh vetë fatin e saj.*

3. Caktoj dike me ane të votimit për të kryer nj4 detyrë shtetërore a shoqërore. *E zgjodhën kryetar. E zgjodhën sekretar të organizatës. E zgjodhën në byro (në kryesi). E zgjodhën në presidium. E zgjodhën delegat.*

4. *bised.* Lexoj, shkoqit, zbërthej. *S'ia zgjedh dot shkrimin. Mezi zgjodhi dy radhë.*

*it* Ia zgjodhi mendjen ia bleu mendjen.

ZGJEDHË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Dru i punuar, me dy kularë ose me një dru tjetër poshtë tij e të bashkuar me hunj, ku mbrehen qetë a buajt dhe ka kapet shtiza e qerres, e parmendës etj. *Zgjedha e qerres. Zgjedhë qesh (buajsh). Kularët e zgjedhës. V vuri zgjedhën qeve. 1 mbrehu në zgjedhë. Hoqi qetë nga zgjedha. E mësoi kaun në zgjedhë. E ka vrarë zgjedha.*

2. *fig.* Shtypje e egër dhe e pamëshirshme e një po-pulli nga sunduesit, nga pushtuesit ose nga shfrytë-zuesit e tij, sundim e shfrytëzim i egër, robëri. *Zgjedha e huaj. Zgjedhë e rëndë. Nën zgjedhën e çifligarëve (e kapitalistëve, e imperialistëve). I vuri (i futi) në zgjedhë. I mban nën zgjedhë. E hoqën qafe zgjedhën.*

• Hyri në zgjedhë u nënshtrua. S'i ka rënë zgjedha në vesh nuk ka hequr shumë, nuk ka vuajtur e s'e njeh jetën, s'e ka vrarë puna. Vuri (futi) qafën në zgjedhë ia hyri vetë një pune të rëndë e të vështirë. Demin e shtron zgjedha *fj.u.* njeriun e sertë e shtron puna.

ZGJEDHËS, ~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që ka të drejtë të votojë për të zgjedhur dike në organet udhë-heqëse a drejtuese; ai që merr pjesë në zgjedhje. *Zgjedhës i parë (i dytë). vjet. Regjistrimi i zgjedhësve. Lista e zgjedhësve. Takim me zgjedhësit.*

2. Ai që zgjedh dike a diçka; ai që zgjedh i pari kur ndahet diçka. *Zgjedhës i nolle (me shije). E vunë zgjedhës.*

ZGJEDHËS,~E *mb. I.* Që ka të drejtë të votojë për të zgjedhur dike në organet udhëheqëse a drejtuese; që merr pjesë në zgjedhje. *Popullsia zgjedhëse. Krahinë zgjedhëse.*

2. Që zgjedh dike a diçka, që caktohet për të zgjedhur; që zgjedh shumë, që nuk kënaqet lehtë. *Është shuinë zgjedhës.*

ZGJEDHIM,~Im. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZGJEDHOJ, ZGJEDHOHEM.

*Zgjedhimi i qeve. Zgjedhimi i foljes. gjuh.*

2. *gjuh.* Tërësia e trajtave që merr folja gjatë ndry-shimeve të saj sipas vetave, numrave, kohëve e më-nyrave; grupi i foljeve që marrin të njëjtat trajta gjatë këtyre ndryshimeve. *Zgjedhim i rregullt (i parr egulU). Trajtat e zgjedhimit. Foljet e zgjedhimit të parë (të dytë...). Folja "punoj" hyn tie zgjedhimin e pare.*

ZGJEDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZGJEDH, ZGJIDHEM i. *Zgjedh-jt natyrore. Zgjedhje e kujdesshme. Zgjedhja e fares. £ drejta e zgjedhjes* e drejta që ka një shtetas për të zgjedhur a për t'u zgjedhur.

2. *vet. sh.* Dhënia e mendimeve të zgjedhësve dhe sfaprehja e vullnetit të tyre me anë të votimit për ata qfi duhet të zgjidhen në organet udhëheqëse a drej-tuese, në gjykatat popullore etj. *Zgjedhje demokratike (të lira, të drejtpërdrejta, të fshehta). Zgjedhje para-prake (plotësuese, të përgjithshme, të pjesshme). Zgjedhjet në parti. Zgjedhjet për këshillat popullore. Fushata e zgjedhjeve. Sistemi i zgjedhjeve. Komisioni (këndi) i kgjedhjeve. Zonal e zgjedhjeve. Përfundimet e zgjedhjeve. Ligji mbi zgjedhjet. U bënë (u zhvilluan) zgjedhjet. Aforën pjesë në zgjedhje.*

ZGJEDHOHET. *Pës. e* ZGJEDHOJ.

ZGJEDHOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. Mbreh në zgjedhë, e vë në zgjedhë. *zgjedhoi qetë.*

*2. gjuh.* Ndryshoj trajtat e një foljeje sipas vetave, numrave, kohëve e mënyrave. *Zgjedhoi foljen "kam".*

ZGJEDHUESHËM (i), ~ME (e) *mb. gjuh.* Që mund të zgjedhohet. *Fjalë e zgjedhueshme.*

ZGJEDHUR (i, e) *mb.* 1. Që është marrë ose është veçuar nga një grumbull, nga një grup etj. si mëi mirë, si me i përshtatshëm a si me i pëlqyeshëm; që është i një cilësie shumë të mirë. *Vepra të zgjedhura. Muzikë e zgjedhur. Copa (mallra, farëra) të zgjedhura. Gjellë e zgjedhur. Fjalë të zgjedhura. Lojtarë të zgjedhur. Shoqëri e zgjedhur. Program me numra të zgjedhur.*

*2.* Që është caktuar me anë të votimit për të kryer një detyrë shtetërore a shoqërore. *Organ i zgjedhur. Anëtar i zgjedhur.*

*'3. Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit. *Të zgje-dhurit e popullit. Kjo është e zgjedhura e tij.*

ZGJERIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZGJEROJ, ZGJEROHEM.

*Zgjerimi i rrugës (i galerisë, i pusit). Zgjerimi i tokës së punueshme (i rrjetit ujitës). Zgjerimi i enëve të gja-kut. Zgjerimi i fabrikës. Zgjerimi i arsimit të mesëm. Zgjerimi i luftës çlirimtare. Zgjerimi i lëvizjes artistike.*
2. Pjesa më e gjerë e diçkaje, pjesa e zgjeruar e diçkaje; *kund.* ngushtim. *E lidhi me zgjerimin e gypit. Efuti në zgjerimin e pusit.*
3. Sipërfaqe më e madhe, që kërkohet nga dikush a i jepet dikujt për banim. *Kërkon (i dhanë) zgjerim.*
ZGJEROHEM *vetv. kryes. veta III.* 1. Bëhet me i gjerë, hapet me shumë; *kund.* ngushtohet. *U zgjerua trikoja. U zgjeruan enët e gjakut. I është zgjeruar zemra.*
2. Shtrihet në një sipërfaqe më të madhe, hapet me shumë; zmadhohet; *kund.* ngushtohet. *V zgjerua oborri. Qyteti po zgjerohet nga jugu. Tashti jemi zgjeruar me shtëpi.*
3. Përhapet a shtrihet në një rreth më të gjerë, bëhet me i përgjithshëm e me i plotë; përfshihet në të një numër me i madh. *Zgjerohet rrjeti i spitaleve (i kopshteve). Zgjerohet armata e arsimtarëve (e mjekëve). Zgjerohen të drejtat e popullit. Zgjerohet arsimi i mesëm e i lartë.*
4. Bëhet me i pasur e me i gjithanshëm, mbushet a shtohet me diçka të re, rritet; edhe *veta I* e trajtoj një çështje me gjerë, me me shumë të dhëna e me me hollësi. *Jane zgjeruar shkencat (njohuritë shkencore). U zgjeruan mjaft në çështjen themelore.*
5. *Pës. e* ZGJEROJ.
ZGJEROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E bëj diçka të gjerë a më të gjerë, e hap a e shtrij me shumë; *kund.* ngushtoj. *E zgjeroi vrimën. Zgjeruan rrugën (kanalin). Zgjeroi dritaren. Zgjeroi pantallonat (fu-ndin). Zgjeron enët e gjakut. Mos e zgjero me I*
2. Shtrij në një sipërfaqe më të madhe, hap me shumë; zmadhoj; *kund.* ngushtoj. *Zgjeroi shtëpinë (oborrin, kopshtin). Zgjerojnë token e mbjellë (sipër-faqen e tokës së punueshme). E zgjeruan fabrikën (re-partin). Zgjeruan zonën e lutimeve.*
3. *fig.* Përhap a shtrij në një rreth më të gjerë, e bëj më të përgjithshëm a më të plotë; përfshij në të një numër më të madh. *Zgjeron fiishën e veprimit (e veprimtarisë). Zgjeruan ndihmën (përkrahjen, bash-këpunimin, marrëdhëniet). Zgjeron mundësitë. Zgjeruan lëvizjen sportive. Zgjeroi luftën. Zgjeruan grevën.*
*4.* E bëj më të pasur e më të gjithanshëm, e mbush a e shtoj me diçka të re, e plotësoj më të dhëna të tjera, e rrit. *Zgjeron njohuritë (dituritë, horizontin). Zgjeron tematikën. E zgjeroi veprën. Zgjeron prodhimin.*
ZGJERUAR (i, e) *mb.* 1. Që është bërë i gjerë a me i gjerë, që është hapur a është shtrirë me shumë; *kund.* i ngushtuar. *Rrugë e zgjeruar.*
2. Që është shtrirë në një sipërfaqe më të madhe, që është hapur me shumë, i zmadhuar; *kund.* i ngushtuar. *Dhomë e zgjeruar. Report i zgjeruar.*
3. Që është me i gjerë se zakonisht; ku, përveç anëtarëve të zakonshëm, marrin pjesë edhe të tjerë (të ftuar etj.). *Mbledhje e zgjeruar. Plenum (aktiv) i zgjeruar.*
4. Që është me i madh e me i plotë nga ç'ishte me pare, që ka një përbërje a një përmbajtje më të gjerë e më të plotë se zakonisht; që është shtuar e zgjeruar me pjesë të tjera. *Program i zgjeruar. Ribotim i zgjeruar. Riprodhim i zgjeruar. Fjali e zgjeruar. gjuh.*
ZGJESH *kal.,* <—A, ~UR. Liroj, zgjidh a heq diçka që kam ngjeshur; *kund.* ngjesb. *Zgjeshi brezin (rripin). Zgjeshi shpatën (armët).*
ZGJESHUR *ndajf.* 1. Pa i pasur në trup ato që kisha ngjeshur (pa armë, pa nip a brez etj.); *kund.* ngjeshur. *Rrinte zgjeshur.*
*2.* Pa u druajtur, lirshëm, shpenguar; hapur, troç, qartë. *Hëngri zgjeshur. Foli zgjeshur. la tha zgjeshur.*
ZGJIÇ,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Gji i vogël në breg-det ose në një liqen.
ZGJIDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Liroj një nyjë ose diçka tjetër të lidhur a të bashkuar; i liroj dhe i heq lidhëset diçkaje të lidhur; *kund.* lidh. *Zgjidh nyjën. Zgjidh lidhësen (spangqn, litarin). Zgjidhi rripin (brezin). Zgjidh këpucët. Zgjidh dengun. la zgjidhi duart (këmbët). Nuk e zgjidh dot. E zgjidhi me dhëmbë*.
2. Liroj një njeri a një kafshë që e kanë lidhur diku, lë të lire një njeri a një kafshë duke e shkëputur prej vendit ku e kanë lidhur; *kund.* lidh. *Zgjidhi qenin (viçin). E zgjidhen të dënuarin. Zgjidh foshnjën.*
3. Liroj një kafshë të mbrehur, çmbreh; *kund.* mbreh. *Zgjidhi qetë (kalin nga karroca).*
4. *fig.* Prish lidhjen që kam vendosur me dike, e bëj të pavlefshëm detyrimin që kam ndaj dikujt; i jap fund diçkaje a e ndërpres diçka; *kund.* lidh. *Zgjidhi fejesën (martesën). Zgjidhi besën. I zgjidhen marrëdhëniet. Zgjidhi kreshmët. fet., vjet. Zgjidhi magjinë. vjet.*5. *mat.* Bëj veprimet dhe gjej përfundimin c një ushtrimi, të një problemi etj. *E zgjidhi ushtrimin (problemin). Zgjidhi një ekuacion. E zgjidhi me gojë (me shkrim).*
6. *fig.* Shqyrtoj e sqaroj një çështje; i jap rrugë zhvillimit a përfundimit të diçkaje, duke hequr ose duke kapërcyer pengesat; kryej a përfundoj diçka (një punë, një kërkesë etj.). *Zgjidhi një çështje të rëndësishme. E zgjidhën ngatërresën. I zgjidhën de-tyrat që u dolën përpara. I zgjidhi punë. la zgjidhi hallin.*
Liah e zgjidh *dikush shih te* LIDH. I zgjidh
duart *dikujt* i jep mundësi të ve?rojë e të bëjë ç'të dojë, i lë dorë të lire. la zgjidh gjuhën (gojëo) *dikujt* e bën a e nxit që të flasë; e detyron t'ia thotë hapur të gjitha sa ka. E zgjidhi gjuhën (gojën) filloi të flasë e të tregojë për diçka që e mbante të fshehtë. E zgjidhi (e bapi) qesen (kuletën, trastën) nuk i kurseu paratë; ndryshe nga zakonisht, u tregua dorë-hapët, u be dorëlëshuar. E zgjidhi thesin a) u be dorë-lëshuar; b) filloi të flasë, filloi t'i tregojë ato që di.
ZGJIDHEM i. *Pës. e* ZGJEDH. *Fara zgjidhet me kujdes. U zgjodh kryetar (sekretar). U zgjodh njëzëri.*
ZGjtDHEM ii *vetv.* 1. *vet. vela III.* Lirohet nyja ose diçka tjetër e lidhur a e bashkuar; i lirohen e i bien lidhëset diçkaje të lidhur. *Iu zgjidh gryka thesit. Iu zgjidh këpuca (opinga). U zgjidh litari. U zgjidh dengu.*
2. Lirohem nga diçka që me mban të lidhur, lirohem nga lidhëset a nga diçka më të cilën me kanë lidhur. *Zgjidhu tani, po munde! Tani nuk zgjidhesh dot.*
3. *fig.* Lirohem nga një detyrim; bëhet i pavlefshëm detyrimi që kam ndaj dikujt; *vet. veta III* merrfund a ndërpritet diçka; *kund.* lidhet. *Zgjidhem nga detyrimi që kisha. U zgjidh magjia. vjet.*
4. *Pës. e* ZGJIDH.
• As lidhet, as zgjidhet *shih te* LIDHEM. Iu zgjidh (iu çel) gryka thesit *shih te* GRYKË,~A. Iu zgjidh gjuha (goja)

*dikujt* filloi të flasë lirisht, filloi ta thotë hapur mendimin e tij; e theu heshtjen.
ZGJIDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZGJIDH, ZGJIDHEM ti-*Zgjidhja e litarit. Zgjidhja e kontratës. Zgjidhja e mar-tesës. Zgjidhja e ushtrimit (e problemit). Zgjidhja e çështjes.*
*2. mat.* Përfundimi që del kur zgjidhet një problem, një ushtrim etj.; përfundim. *Zgjidhje e gabuar. Gjetja e zgjidhjes. Ekuacion me zgjidhje pozitive (negative, zero). Ekuacioni nuk ka zgjidhje (ka vetëm një zgjidhje). Sa del zgjidhja?*
3. Rruga që duhet ndjekur për t'u zgjidhur një çështje, një problem etj.; përfundimi që i jepet një çështjeje etj. *Zgjidhje edrejtë(e kënaqshme, e gabuar). Zgjidhje përfundimtare. Zgjidhje paqësore (politike). Zgjidhje shkencore (teorike, praktike). I gjeti një zgjidhje. Gjen zgjidhje diçka* zgjidhet. *Kërkon (pret) zgjidhje. I jap zgjidhje diçkaje* e zgjidh.
4. Mënyra si vihet në jetë një projekt, një vepër skenike etj. *Zgjidhja skenike (arkitektonike, urba-nistike). Zgjidhje origjinale (krijuese, e goditur). Zgjidhja e regjisorit.*
5. *let.* Pjesa e fundit e një vepre letrare, që vjen pas pikes më të lartë të ngjarjeve e të veprimeve dhe që tregon se si zbërthehet e si përfundon konflikti. *Zgjidhje*
*realiste (e papritur). Pika e zgjidhjes. Mjetet artistike lë zgjidhjes.*
ZGJlDHSHËM (i), ~ME (e) *mb.* 1. Që mund të zgjidhet, që nuk është i vështirë për t'u zgjidhur. *Nyjë e zgjidhshme.*
2. *fig.* Që mund të prishet, që mund të zgjidhet. *Kontratë e zgjidhshme. Detyrime të zgjidhshme.*
3. *fig.* Që ka një rrugë zgjidhjeje, që mund të zgjidhet. *Problem i zgjidhshëm.*
ZGJIDHUR (i, e) *mb.* 1. Që është i liruar ose që nuk është i lidhur, që është zgjidhur (për një nyjë ose për diçka tjetër që lidhet a mbështillet); *kund.* i lidhur. *Me brez të zgjidhur. Me këpucë (me lidhëse) të zgjidhura. Dengu ishte i zgjidhur.*
2. Që është lënë i lire ose që është i palidhur, që është zgjidhur; *kund.* i lidhur. *Qeni ishte i zgjidhur. E kishin lënë të zgjidhur.*
3. *fig.* Që nuk i ka me lidh jet e para, që është liruar nga çdo detyrim i mëparshëm. *Martesë (fejesë) e zgjidhur. Besë e zgjidhur. E quante kontratën të zgjidhur.*
4. *mat.* Që i është gjetur përfundimi, që është zbër-thyer plotësisht, që është zgjidhur. *Ushtrime të zgjidhura.*
5. *fig.* Që është shqyrtuar e sqaruar dhe ka gjetur zgjidhje, që mund të quhet i përfunduar. *Ky është një problem i zgjidhur.*
ZGJIDHUR *ndajf.* Në gjendje të zgjidhur; duke i pasur duart ose duart e këmbët të zgjidhura; *kund.* lidhur. *E mban qenin zgjidhur. E lane zgjidhur.*
ZGJIM,~I m. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZGJOJ, ZGJOHEM. *Zgjimi nga gjumi. Zgjimi i kureshtjes. Zgjimi i vetëdijes politike (i ndërgjegjes kombëtare). Zgjimi i dëshirës për punë. Boria e zgjimit.*
*2.* Koha kur zgjohet dikush. *Që nga zgjimi e deri në mesditë. V nisën fill pas zgjimit.*
3. *vjet.* Dituri, kulturë. *U jepte zgjim të vegjëlve.*
ZGJIRË *(i,e)mb.* I mysët. *Pasqyrë e zgjirë. Faqe e zgjirë.*
ZGJlSHEM *vetv.* 1. Lirohem nga ato që kam ngje-shur; *kund.* ngjishent. *V zgjeshën e u ulën. Zgjishuni, burr a!*
2. *Pës. e* ZGJESH.
ZGJOHEM *vetv.* 1. Me del gjumi, ngrihem nga gjumi; përmendem. *U zgjua herët. Zgjohu, se u be vonël Mos bëj zhurmë, se zgjohen fëmijët!*
*2. fig.* Dal nga një gjendje ku me janë shkëputur a dobësuar lidhjet me realitetin, nga një vegim, ilu-zion etj., kuptoj gjendjen e vërtetë; vij në vete. *U zgjua nga mendimet (nga ëndërrimi).*
3. *vet. veta III fig.* Fillon të gjallërohet e të lulë-zojë; ripërtërihet (për natyrën etj.); fillon të gjallërohet e të vihet në lëvizje (për një qendër banimi a pune etj.). *Po zgjohet natyra. Bimët janë zgjuar. U zgjua fara. bot. U zgjua pylli. U zgjua miniera (qyteti).*
4. *fig.* Bëhet i vetëdijshëm, bëhet i ndërgjegjshëm për diçka, fillon t'i kuptojë mirë çështjet, sqarohet; bëhet i zgjuar. *Popujt po zgjohen. Masat u zgjuan. Po zgjohet ndërgjegjja e punëtorëve. Mendja e saj u zgjua.*
5. *vet. veta III* edhe *fig.* Gjallërohet e vepron nënje drejtim të caktuar, ngjallet; nxitet. *Iu zgjua dë-shira (pasioni). Iu zgjuan kujtlmel. Iu zgjua ndjenja e mirënjohjes (e hakmarrjes). Iu igjua në shpirt urrejtja.* 6. *Pës. e* ZGJOJ.
ZGJOJ *kal.,* ZGJOVA, ZGJUAR. 1. Bëj që t'i
dale gjumi dikujt që fle, i nxjerr gjumin, e ngre nga gjumi. *£ zgjoi nga gjumi. I zgjoi boria. E zgjoi herët. Pse s'më zgjove? Zgjoje, se fjeti shumë! Mezi e zgjova.*
2. *fig.* Bëj që dikush të dale nga një gjendje ku i janë shkëputur a dobësuar lidhjet me realitetin, e bëj të kuptojë gjendjen e vërtetë; e sjel! në vete. *E zgjoi nga iluzionet.*
3. *fig.* Bëj që të gjallërohet e të lulëzojë; e ripër-tërijj (natyrën etj.); bëj që të gjallërohet e të vihet në lëvjzje (një qendër banimi a pune etj.). *Pranvera e zgjbi natyrën. Mbledhja e fundit e zgjoi ndërmarrjen.*
4. *fig.* E bëj të vetëdijshëm për diçka, e bëj që t'i kuptojë drejt çështjet, e sqaroj; e bëj të zgjuar dike, i holloj mendjen. *Partia e zgjoi popullin. Ky fjalim i igjoi masal. E ka zgjuar shkoila.*
5. *fig.* Vë në veprim, e nxit diçka; ngjall. *zgjon imagjinatën. I zgjoi ndjenjat (dëshirën, kureshtjen). I zgjoi oreksin (laktninë). Zgjoi energji të mëdha. Zgjoi vetëdijen politike. I zgjoi kujtime të vjetra. Zgjoi dy-shime.*
ZGJONJË,~A . edhe ZGJONJËZ,~A .
1. *mjek., veter.* Sëmundje që shfaqet me një puçërr të qelbëzuar anës thonjve te njeriu a në mes të thundrave te kafshët. *ka rënë zgjonja pelës. I ka dale zgjonja. 2. sh.* ~A, ~AT. Cope lëkure e vogël, që ngrihet afër thoit; qenëz. *kanë dalë ca zgjonjëza.*
ZGJUA, ZGJOI *m. sh.* ZGJOJE, ZGJOJET.
I. Arkë e posaçme a kosh ku mbahen bletët dhe ku këto bëjnë e vendosin mjaltin; koshere. *Zgjua modern (primitiv). Zgjua bletësh.*
2.j Tërësia e bletëve që rrinë në një arkë të tillë; bietë. *iku një zgjua. Gumëzhijnë si zgjua. U shtua zgjoi.*
ZGJUAR *ndajf.* 1. Me sy hapur, pa fjetur, pa e zënë gjumi. *Rri zgjuar. E priste zgjuar. E gjeti zgjuar.*
2. *fig.* Në gatishmëri, gati. *Populi ynë është kurdo-herë zgjuar,*
ZGJUAR (i, e) *mb.* 1. Që nuk e ka zënë ende gjumi; që i;ka dale gjumi; që nuk fle.
2. *fig.* Që është i hollë e i shkathët nga mendja, që i kap gjërat shpejt, i mençur. *Njeri (djalë) i zgjuar. Vajzë e zgjuar.*

3. *fig.* Që bëhet me mençuri, që është menduar hollë, i mençur. *Politike e zgjuar. Taktikë e zgjuar. Veprim i zgjuar.*
*4. bot.* Që sapo ka nisur të mbijë, që sapo ka filluar të ngallojë. *Syth i zgjuar. Fare e zgjuar.*
5. *Përd. em.* sipas kuptimeve ],2 të mbiemrit.
ZGJUARSI,~A . Të qenët i zgjuar, vetia e atij që është i zgjuar; mençuri, mendjemprehtësi. *Zgjuarsi natyrore (e jashtëzakonshme). Zgjuarsia e popullit. Udhëheq me zgjuarsi. Iu përgjigj me zgjuarsi. E tregoi zgjuarsinë e vet.*
ZGJUATH,~I *m. mjek.* Thuath, lulëz.
ZGJUMTH,~I *m. sh. ~, ~IT arb.* Gjumës. *dha zgjumthin e fjeti.*
ZGJYMËT (i, e) *mb.* I lugët. *Lente e zgjymët.*
ZGJYRË,~A . 1. Mbeturinë e ngurtë, që del gjatë shkrirjes së metaleve a kur punohen metalet e nxehura, bramcë. *Zgjyra e metalit. Zgjyra e furrës. I heqin zgjyrën. Zbrazin zgjyrën.*
2. Mbeturinë që formohet nga djegia jo e plotë e qymyrit a e diçkaje tjetër; blozë. *Zgjyra e qymyrit. Zgjyra e farkës. Çibuku është mbushur me zgjyrë. I zi si zgjyrë.*
3. Papastërti që krijohet në rroba, sidomos në jakë, nga të palarët, zhul. *Zgjyra e jakës. Kapele tërë zgjyrë.*
4. *fig.* Pjesa më e pavlefshme e diçkaje, mbeturinë, fundërrinë; ajo që e mbulon e s'e lë të dale në dritë diçka të mirë e të vlefshme, ndryshk, myk. *Zgjyra e shoqërisë. Zgjyra e burokratizmit. Zgjyra fetare (mes-jetare). E ka mbuluar zgjyra e mendjemadhësisë.*
5. *përd. mb.* Shumë i fëlliqur. *kishte këmbët zgjyrë. Ishte bërë zgjyrë.*
6. *përd. mb. fig.* I zi, i mjerë. *la bëri jetën zgjyrë.*
7. *përd. ndajf.* Zi, keq. *ka vajtur puna zgjyrë.*
8. *përd. ndajf.* Shumë (me mbiemra si i zi, i errët, i keq). *Zgjyrë i zi.*
ZGJYROS *kal., ~A, ~UR.* i. Bëj që të zërë ndryshk diçka e metaltë, ndryshk. *Mos e zgjyros lopatën! E zgjyrosi armën.*
2. Bëj me zgjyrë një rrobë, fëlliq, ndyj; nxij. *kishte zgjyrosur duart. E kishte zgjyrosur shumë jakën e këmishës.*
ZGJYROSEM *vetv. 1. vet. vela III.* Zë ndryshk, ndryshket (diçka prej metali). *U zgjyrosën veglat. Ari nuk zgjyroset.*
2. Fëlliqem, ndotem, bëhem me zhul; nxihem. *Iu zgjyros jaka.*
3. *Pës. e* ZGJYROS.
ZGJYROSUR (i, e) *mb.* 1. Që ka vënë një shtresë ndryshku, i ndryshkur (për disa metale a sende prej metali). *Armë e zgjyrosur. Hekurishte të zgjyrosura.*
2. Që është bërë me zgjyrë, që është fëlliqur e ndotur; i nxirë. *Qeleshe e zgjyrosur. Mëngë të zgjyrosura. Me duar të zgjyrosura. Dollap i zgjyrosur.*
3. *fig.* Që nuk ka asgjë të mirë e të vlefshme, që e ka mbuluar zgjyra; i mykur. *Mendime të zgjyrosura. Zakone të zgjyrosura.*
ZI,~A . 1. Hidhërim i thellë, pikëllim i madh, që shkaktohet nga vdekja e një njeriu shumë të afërt e të dashur a shumë të nderuar; shfaqja e këtij pi-këllimi; gjendja që shkaktohet nga ky pikëllim dhe koha gjatë së cilës nderohet kujtimi i atij që ka vde-kur. *Zi kombëtare. Ditë zie. Në shenjë zie. Mban (ka) zi. Ishte (ra) në zi. E prishi zinë. Mbajtën një minute zi. Mbaroi zia. I shkoi jet a me zi. I mbuloi zia. Ka ye-shur rrobat e zisë* mban zi.
2. Rroba të zeza, shirit i zi etj., që mbahen a vihen në shenjë hidhërimi për një vdekje. *U vesh në zi. Hoqi zinë.*
3. *fig.* Fatkeqësi a e keqe e madhe, mynxyrë. *Ndillte (mbillte, parandiente) zi. Shihte vetëm zi.*
4. Mungesë e përgjithshme ushqimesh (zakonisht e bukës) në një vend; shtrëngesë e madhe për diçka. *Zi e madhe. Zia e bukës. Vit (kohë, periudhë) zie. I pllakosi zia.*5. Lakmi e madhe për diçka (zakonisht për të ngrë-na), babëzi. *ka hyrë zia. E nxori zinë.*
ZI,~TË (të) *as.* 1. Ngjyra e zezë, e zeza; bojë c zezë. *Të zitë e korbit. Vinte të zi në flokë.*
*2.* Kujtimi i dikujt që ka vdekur, zia; rrobat e zeza që vishen në rast vdekjeje, të zezat. *Hoqi të zitë. Ve-sliur në të zi.*
3. *fig.* Hije e zezë, zymtësi. *Të zitë e zemrës. I kish rënë një të zi në fytyrë.*
4. *fig.* E keqe e madhe, që dëmton rëndë dike a diçka; vuajtje e madhe. *Të zitë e luftës. Të zitë e jetës. Të zitë e motit.*
5. *bised.* Përdoret në fjalitë pyetëse-çuditëse si fjalëz përforcuese, në kuptimin “të shkretënw. 5', *të zitë, e bëre këtë punë?!*
• më të zi me vështirësi, me zor, mezi. Hiqnin (vuanin) të zitë (lëngun) e ullirit *shih tek* ULLI,~RI. Të zitë e syrit (e zeza e syrit) *shih te* ZEZË,~A (e).
ZI *ndajf.* 1. Në të zezë, në ngjyrë të zezë; në të zeza. *Film (fotografi) bardhë e zi. E ngjeu zi. U vesh zi.*
*2. fig.* Keq; shumë keq. *Hoqi zi. I shkoi zi. Mendon zi. Zi e me zi. I shkonin punët zi. Si s'ka me zi. hhte me zi se vjet. Mos e prish me zi! Mbeti pak zi nga lekët. Kush është i zoti, s'i shkon zi moti. fj.u.*
• Bardhë e zi *shih te* BARDHË. Sheh zi *shih te* SHOH. I sheh (gjërat) bardhë e zi *shih te* BARDHË.
ZI (i), ZEZË (e) *mb.* 1. Që e ka ngjyrën si ngjyra e qymyrit, e blozës, e seres, e katranit etj.; *kund.* i bardhë. *Ngjyrë (bojë) e zezë. Rroba (këpucë, çorape) të zeza. Shami e zezë. Shirit i zi. Lesh i zi. Pe i zi. Mace e zezë. Dele (dhi) e zez(. I zi si korbi. Katran (korb, sterrë, pisë) i zi* shumë i zi. *Dërrasa e zezë* dërrasë e posaçme e Iyer me bojë të zezë, që përdoret në shkollë për të shkruar mbi të me shkumës.
2. Që ka ngjyrë të errët në krahasim me diçka a me dike tjetër me ngjyrë më të çelur (të bardhë, të kuqe etj.); që ka qimet, pendët, lëkurën, kokrrat, fletët etj. në ngjyrë të mbyllët a të errët (në emërtimet e pathjeshta të disa kafshëve, shpendëve, bimëve etj.). *Bukë e zezë. Tokë e zezë. Pipër i zi. Kripë e zezë. Birrë e zezë. Me sy të zinj. Me flokë të zinj. Me lëkurë të zezë. Raca e zezë. Mëlçia e zezë. anat. Fosfori i zi. Me tale të zeza* hekuri, giza dhe çeliku. *Metalurgjia e zezë* metalurgjia që përpunon metalet e zeza. *Kripo-re e zezë* kripore ku nxirret kripa e zezë. *Re të zeza. Syze të zeza. Nate e zezë. Miu i zi. zool. Nepërka e zezë. zool. Buburreci i zi. zool. Mëllenja e zezë. zool. Furrtarja e zezë. zool. Delfini i zi. zool. Karkaleci i zi. zool. Miza e zezë. zool. Myku i zi. bot. Pisha e zezë. bot. Dëllinja e zezë. bot. Mani i zi. bot. Ulliri i zi. bot. Preshi i zi. bot. Trëndafili i zi. bot. Lakra të zeza. bot. Sinapi i zi. bot. Rrushi i zi. Fiku i zi. Kumbulla e zezë. Fasulja e zezë. Laramania e zezë* race lopësh.
3. Që përmbajnë papastërti të ndryshme, që tër-heqin jashtëqitjet dhe mbeturina të tjera; që ndër-tohet për

ujërat e papastra. *Vjëra të zeza. Kanalet e leia. Pusel (gropat) e zeza.*
4. *fig.* Që është plot fatkeqësi, vuajtje e mjerime; që sjell fatkeqësi e mjerim; i mjerë, i mjeruar, i mje-rueshëm, i rëndë. *E kaluara e zezë. Fati i zi. Jetë e zezë. Brengë (mynxyrë) e zezë. Kurbeti i zi. Ditë (ore)*
*ezezë. Lajmi i zi. Ëndërr* e *zezë. Mendime të zeza.*
*5. fig.* Që sjell (ë këqija a që ndjell të këqija; i keq. *Zakon i zi. Era (jugaj e zezë* erë e ftohtë, që fryn në
dimër dhe që është e dëmshme për bitnët. *E ka zemrën të zezë. E ka shpirtin të zi. E mori plumbi i zi. I ka dale nami i zi.*
6. *fig.* I mjerë, i shkretë; që është i vështirë e i rëndë; i errët. *E zeza nënë. Iziubaba. Punë e zezë. Dimri i zi. Sheh anën e zezë të diçkaje. I ra një hije e zezë.*
7. *fig.* Që është a vepron kundër pushtetit revolu-cionar dhe forcave përparimtare e demokratike; që bëhet nga forcat më të errëta të reaksionit. *Terror i zi. Propaganda e zezë. Reaksioni i zi. Bandat e zeza. Lista e zezë* listë që përmban emra të njerëzve përparimtare, të cilësuar armiq nga një qeveri reaksionare ose titujt e veprave përparimtare të ndaluara prej saj.
8. *mjek.* Përdoret si gjymtyrë e dytë në emërtimet e pathjeshta të disa sëmundjeve ngjitëse e të rënda. *Fruthi i zi (i keq). Kokrra e zezë (e keqe)* pika e diellit. *Koqja e zezë (e ligë)* plasja. *Puçrra e zezë (e keqe)* plasja. *Murtaja e zezë. Vdekja e zezë* murtaja. *Kroma e zezë* sëmundje që prek zhardhokët e patates. *Lija e zezë. Iriqi i zi* kanceri. *Kolla e zezë (e keqe).*
• Ari i zi *shih tek* AR,~I i. Faqja e zezë turp i madh; çnderim që i bëhet dikujt dhe që i lë njollë për tërë jetën. Me faqe të zezë me turp. për faqe të zezë për turp. Njolla të zeza shfaqje të mbeturinave të këqija e të dëmshme të së kaluarës ose të ndikimeve të ideo-logjisë së huaj borgjezo-revizioniste, fetare etj., kundër të cilave zhvillohet një luftë e vazhdueshme. Pike e zezë! ç'na gjeti!, ç'fatkeqësi e madhe! Tregu i zi *shih tek* TREG,~U 3. U be urë e zezë *shih tek* URË, ~A n. Bëri gurët e zez! *shih te* GUR,~I. I doli ujë i zi *diçkaje shih tek* UJË,~I. Hodhi cipën e zezë u vesh në të zeza; ra në zi. Hoqi pikën e zezë u mundua shumë për një punë, hoqi shumë; vuajti shumë në jetë. Është në det të zi është në gjendje shumë të vështirë e nuk di nga t'ia mbajë, është në hall shumë të madh. Është si gjym i zi është shumë i shëmtuar, sa s'mund të shihet me sy (për njerëzit). Paç faqen e zezë! turpi bie mbi ty, ty të zëntë turpi! I la hije të zezë *dikujt shih te* HIJE,~'A. I nxori ujë të zi *shih tek* UJË,~I. E përshkruan (e paraqit, e pikturon) me ngjyra të zeza e nxin, e paraqit më të keq a më të rëndë sesa është në të vërtetë. la bëri mi-shin paçavure të zezë *shih te* PAÇAVURE,~JA. U be për të vënë rubën e zezë a) thuhet për dike, që ka një njeri shumë të afërm në prag të vdekjes ose që ndodhet përpara një fatkeqësie të madhe; b) thuhet kur diku punët shkojnë shumë keq, u be për të vënë kujen. Djalli (dreqi) nuk është aq i zi sa duket (sa thonë, sa e bëjnë) *shih te* DJALL,~I. Paraja e bardhë për ditë të zezë *vjet. shih te* PARA,~JA. Delja e zezë s'bëhet kurrë e bardhë *fj.u. shih te* DELE,~JA. E premtja e zezë (e madhe) *fet. shih te* PREMTE,~JA(e).
ZI,~U (i) *m. sh.* ~NJ, -~NJTË (të). 1. Njeri i races së zezë, zezak.
2. Ai, të cilit i ka ndodhur një fatkeqësi ose që është në gjendje shumë të keqe a të rëndë; i mjeri, i shkreti, fatkeqi. *Çtë bënte, i ziu! Kishte frikë, i ziu! S'dinte nga t'ia mbante, i ziu!*
3. *shah.* Ai që luan me gurët e zinj në shah; *vet. sh.* gurët e zinj në lojën e shahut. *Fitoi i ziu. Luan më të zinjlë.*
ZlEJ *kai,* ZJEVA, ZIER. 1. edhe *jokal.* Nxeh ujë ose një lëng tjetër në një enë derisa të marrë vale, bëj që të valojë një lëng duke e nxehur; *vet. vela HI*m£rr vale uji a një lëng tjetër pasi është nxehur shumë. *Zjeu ujin (qumështin). Zjeu një lenxhere me ujë. Zjeu raki* nxori raki me kazanin e rakisë. *Zjeu uji (qumështi).*
*2.* edhe *jokal.* Valoj diçka në ujë ose në një lëng tje-tër për ta bërë gjellë, për ta zbutur, për ta pastruar etj.;*vet. veta III* valon diçka në ujë ose në një lëng tjetër. *Zjeu mishin (fasulet). Zjeu një vezë. Zjeu rrobat. Zjeu eshkën. E ka zier shumë. E zjeu në tenxhere. E zien ngadalë. Zjeu gjella (mishi, orizi). ZjenC rrobat.*
3. *jokal. vet. veta 111.* Tharmëtohet, tharbëtohet. *Po zien vera. Po ziejnë bërsitë. Zien ndër vete.*
p. *jokal. vet. veta III.* Me ngjethet e me shpon trupi a një pjesë e trupit, me bëhet miza-miza. *ziejnë këmbët nga lodhja. I ziente krahu (trupi).*
5. *jokal. vet. veta III.* Me bën një zhurmë shqetësue-se, me buçet (veshi etj.). *ziejnë veshët. I ziejnë trutë.*
6. *jokal. vet. veta III fig.* Ka gjallëri e vlon nga njerëzIt, nga lëvizjet, nga zhurmat etj.; gumëzhin; është i mbushur plot me njerëz, me kafshë etj., që lëvizin shpejt, plot zhurmë e në mënyrë të çrregullt. *Zien vendi (sheshi). Zienin malet nga partizanët. Ziente kantieri nga puna (rruga nga makinat). Ziente shtëpia nga këngët. Ziente turma.*
7. *jokal. vet. veta HI fig.* Bëhet me shumë gjallëri, kryhet me vrull (një punë, një veprimtari etj.); vlon. *Zien puna. Zien kënga. Zien jeta. Ziente lufta. Ziejnë diskutimet. Diçka po zien këtu* diçka po përgatitet, diçka po ndodh.
8. *jokal. fig.* Zhvillohet me force, me gjallëri e në mënyrë të stuhishme, shfaqet në mënyrë të papër-mbajtshme (një ndjenjë, një mendim etj.); vloj për-brenda sa mezi e mbaj veten. *zien dashuria (urrejtja) në\zemër. I zienin në kokë mendimet (dyshimet). Ziente nga zemërimi. Ziente nga dëshira. At po ziente përbrenda. Ziente me vete.*
*ir* I zien (i vlon, i lëvrin) gjaku *shih te* GJAK,~U i. Zien kazani *shih te* KAZAN,~I. Zien si kazan *shih te* KAZAN,~I. Ziejnë në një kazan janë të gjithë njëlloj, nuk kanë ndonjë dallim nga njëri-tjetri. I zien koka ka shumë punë, shqetësime, halle etj. e s'di nga t'ia mbajë. I zien (i digjet) toka (trualli) nën këmbë *shih te* DIG JEM.
ZIER (i, e) *mb.* 1. Që është nxehur derisa ka marrë vale, që është valuar, që është zier. *Ujë i zier. Qumësht i zier.*
*2.* Që ka valuar në ujë ose në një lëng tjetër dhe është zbutur a ngurtësuar, që është zier në një lëng. *Mish i zier. Patate (gështenja) të ziera. Vezë e zier.*
ZIERJE,~A . 1. Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve 1, 2 të foljes ZIEJ dhe kuptimeve të foljes ZIHET. *Zierja e rakisë. Reparti i zierjes. Kazan zierjeje. Nxehet deri në zierje.*
2. *tek.* Mënyrë e ngjitjes së metaleve me anë të bashkimit e të shtrëngimit të dy pjesëve të tyre, që janë zbutur me nxehje. *Zierje farkëtarie (elektrike). Zierje me gaz. Bashkim me zierje.*
ZIFT,~I *m.* 1. Sere, bitum. *Zift i zbutur. Shtresë zifti. Era e ziftit. Shkriu zift in.*
*2.* Katran. *E leu me zift.*

3. *bised.* Lëng i trashë e i zi, që zë cigarishtja, zgjyrë duhani.
ZIGCR,~I *m. sh,* ~Ë, ~ËT. Qengj mashkull njëvjeçar, milor.
ZIGZAG,~U *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Vijë e thyer, që formon kënde me drejtim të kundërt; çdo gjë që ka këtë trajtë. *Zigzagu i vetëtimës. Rrugë me zigzage. Punim me zigzage. Ecën me zigzage. Ka zigzage të shumta.*
2. *vet. sh. fig.* Uljet dhe ngritjet që ndodhin gjatë zhvillimit të diçkaje; përparimet e tërheqjet, kulmet e rëniet e një veprimtarie. *Zigzaget e zhvillimit. Zig-zaget e prodhimit. Nuk njeh zigzage. Revoluciohi ka zigtaget e veta. Lufta e klasave zhvillohet me zigzage.*
3. *përd. ndajf.* Me dredha, me kthesa, me bërryla. *Ecën (shkon) zigzag.*
ZIGZAG,~E *mb.* Që ka trajtën e një vije të thyer me kënde në drejtim të kundërt; që është i thyer e me bërryla. *Vijë (rrugë) zigzage. Lesë zigzage. Lëvizje (ecje) zigzage.*
ZIGJ,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Peshore, që ka një bisht të shkallëzuar, një top metalik të varur në të dhe dy-tre zinxhirë për të mbajtur sendin që peshohet; kandar. *Zinxhirët e zigjit. Topi i zigjit. E peshoi me zigj.*
• Vjen në zigj *dik ush* përmirësohet, ndreqet, piqet.
ZlHEM *vetv. 1.* Grindem a rrihem me dike; bëj fjalë me dike; kapem. *U zunë keqas. U zunë për hiç-mosgjë. Mos u zini kot! U zunë për pesë para spec (për mustaqet e Çelos).*
*2.* Kapem pas dikujt a pas diçkaje për t'u mbajtur ose për t'u mbështetur; kapem për dore a për krahu me dike tjetër. *U zu pas (leges. U zunë për dore. U zunë në valle* hynë në valle të zënë dorë për dore.
3. *fig.* Lidhem me dike, bëhem i afërt me të; lidhem për gjithnjë me dike. *U zunë shake (shoqe). U zunë byrazerë. U zunë për martesë.*
*4. vet. veta III.* Fillon, nis. *U zu lufta.*
5. *vet. veta III.* Mbarset, merr; formohet, ngjizet. *V zu me barrë. U zu pjella.*
6. *vet. veta III.* Mpikset, vjen (me fare, me maja etj.). *U zu kosi. Zihet brumi.*
7. *bised.* Përmirësohem nga gjendja ekonomike, filloj ta marr pak veten. *U zu ca.*
8. Njihet, llogaritet, numërohet, merret parasysh. *Kjo lojë nuk zihet.*
9. *vet. veta III.* Mbushet me diçka e mbyllet, nuk është i lire; vështirësohet kalimi i zakonshëm i diçkaje, ngec. *lu zunë hundët. Iu zu fry ma. Iu zu zëri. lu zu buka në.fyt.*
10. *vet. veta III.* Mbulohet tërësisht a pjesërisht. *U zu dielli (hëna).*
11. *Pës. e* ZË.
• U zu (u kap) për fyti (për gryke) *me dike shih te* FYT,~I. Iu zu (iu tha) gjuha nuk net dot asnjë fjalë (nga një shqetësim a trpnditje, nga turpi etj.), iu kyç goja. Nuk zihet në hesap *shih te* HESAP,~l. Sikur është zënë në mulli *tall, shih te* MULLI,~RI. Nuk zihet (nuk mbulohet) dielli me plisa ;'. *u. shih te* DIELL,~I. Nuk zihet (nuk mbulohet, nuk fshihet) dielii me shoshë ;. *u. shih te* DIELL,~I. Iu zu shpirti ngjak *shih te* NGJAK,~U.
ZIHET *vetv.* 1. Nxehet sa merr vale, zien (uji ose një lëng tjetër). *U zië uji (qumështi).*
*2.* Valon në ujë ose në një lëng tjetër dhe zbutet a ngurtësohet, zien. *U zie mishi. U zien rrobat. L' lie shpejt.*3. *Pës. e* ZIEJ.
• Zihet në lëng të vet *shih te* LËNG,~U.
ZIJAFET,~I *m. sh.* ~E, ~ET *vjet.* Gosti. *Zijafet i madh. Kishte një zijafet. Bëri zijafet. Shkoi në zijafet.*
ZIJOS *kal.,* ~A, ~UR. E bëj dike të ndiejë uri të madhe, e lë pa ngrënë; i shtie zinë.
ZIJOSEM *vetv.* 1. Ndiej uri të madhe, urëtohem; me hyn babëzia, bëhem i babëzitur. *Ishte zijosur, i:iu!*
2. *Pës. e* ZIJOS.
ZIJOSUR (i, e) *mb.* 1. Shumë i uritur, i urëtuar; i babëzitur. *Hante si i zijosur.*
*2. fig.* I papërmbajtur, i paduruar, i ndezur. *Ishte i zijosur për hakmarrje.*
ZIJOSH,~E *mb.* 1. Që e ka lëkurën në ngjyrë të errët a si të zezë; zeshkan, i zeshkët. *Kale (ka) zijosh. Djalë zijosh.*
*2. Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ZIKEQ,~E *mb. shih* ZIJOSUR (i, e) i.
ZILAR,~E *mb.* \. Që ka zili, ziliqar. *Njeri zilar. U be zilare.* 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ZILE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. 1. Mjet prej tunxhi, si kambanë fare e vogël dhe me gjuhëz, që nxjerr tinguj dhe që zakonisht u varet bagëtive në qafë; tingulli që nxjerr ky mjet. *Zile dyjare* dy zile të futura njëra brenda tjetrës. *Zile trijare* tri zile të futura brenda njëra-tjetrës. *Zilet e kopesë. Tingëllimat e zileve. Rrethi i ziles. Bien (dëgjohen) zilet. Ku mërzen cjapi me zile.*
*2.* Mjet prej metali, në trajtë koni e gjysmërruzulli, që punon me kurdisje, me rrymë elektrike etj., nxjerr tinguj të njëpasnjëshëm dhe përdoret për të lajmëruar dike; tingulli që nxjerr ky mjet. *Zile elektrike. Zile biçiklete. Zilja e telefonit. Zilja e derës. Zilja e mësimit (e pushimit). Ore me zile. Ra zilja. I bie ziles.*
3. *vet. sh. muz.* Çapare, tingëza. *Vallja e zileve. U bie zileve.*
*k* Derr me zile *shar.* fare i pagdhendur, shumë i trashë nga mendja; i pabindur. I varizilen *dikujt shih te* VAR. I vënçin zilet! *mailk.* u bëftë me turp, u turpëroftë! Me zile të madhe që i shkon fjala, që ka një vend të rëndësishëm. I vë pleshtit zile *shih te* PLESHT,~I. I vë zile miut *shih te* MI,~U. S'është cjap për atë zile nuk e kryen dot një punë që i është dhënë, nuk është i zoti ta kryejë detyrën e ngarkuar. Pesë dhi, gjashtë zile *shih te* GJASHTË. Kur ta varësh zilen, duhet t'i biesh *fj.u. shih te* VAR. S'më lënë zilet e mia të dëgjoj fcëmborët e tua thuhet kur dikush ka mjaft halle dhe s'ka mundësi të merret me hallet e të tjerëve. Gjarpri me zile *zool.* gjarpër hel-mues, që ka në fund të bishtit një hapësirë konike, më të cilën bën një zhurmë tingëlluese.
ZILEPS *kal.,* ~A, ~UR *bised.* I shtie zilinë; e kam zili, zilis.
ZILEPSEM *vetv. bised.* Me hyn zilia, zilisem.
ZILI,~A . Dëshirë e madhe për të pasur a për të arritur atë që ka a që ka arritur dikush tjetër; ndjenjë lakmie a keqdashjeje që na ngjallet kur shohim dike tjetër me mirë se veten; smirë, resë, ndezë. *E ka zili. I shtiu zilinë. E sheh me zili. E mposhti zilinë. Plasi nga zilia. la brente zemrën zilia. Është për ta pasur zili.*
ZILIQAR,~E *mb.* 1. Që i ka zili të tjerët, që ndien zili për të tjerët; që shpreh zili; smirëzi. *Njeri ziliqar. Vështrim ziliqar. Mos u bëj ziliqar!*
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *Është ziliqar i madh.*
ZILIS *kal.,* ~A, ~UR. E kam zili, zileps. ZILISEM *vetv.* Me hyn zilia, zilepsem.

litarët zvarrë *shih te* LITAR,~I. Merr hekurat zvarrë *shih te* HEKUR,~I.
ZVARRËS,~E *mb.* Që hiqet zvarrë; që përdoret duke e hequr zvarrë. *Krehër zvarrës* grabujë, dhëmbës.
ZVARRIT (ZVARRIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Lëviz dike a diçka duke e tërhequr me force e rrafsh për tokë, e heq zvarrë. *Zvarrit thesin. Zvarriti të plagosurin. E zvarriti deri në shtëpi.*
*2. fig.* Lë diçka pa e mbaruar për një kohë të gjatë, nuk i jap rrugë zgjidhjeje shpejt, mbaj një punë nëpër duar për shumë kohë. *S'e zvarriti çështjen (zgjidhjen). Nuk i zvarrit punët. E zvarriti dorëzimin e veprës në shtyp.*
3. E zgjat me shumë se zakonisht, e zvarg (për zërin, për fjalët etj,). *E zvarriste zërin. I zvarriste fjalët.*
ZVARRITEM (ZVARRISEM) *vetv.* 1. Lëviz duke u hequr zvarrë për tokë, tërhiqem zvarrë; *vet. veta III* shtrihet a ngjitet pas diçkaje. *U zvarrit drejt kodrës. Fëmija filloi të zvarritej. Degët e kungullit zvarriten për tokë.*
2. Eci a lëviz ngadalë sikur hiqem zvarrë; rrëshqas; bredh ngadalë e pa një synim të caktuar. *Karvani zvarritej nëpër faqen e malit. Zvarriteshin nëpër rrugë. Nëpër qiell zvarriten retë. Lotët i zvarriteshin nëpër faqe.*
3. *fig.* E shtyj jetën më të keq, mezi jetoj, zhargem. *Zvarriteshin më të keq.*
4. *vet. veta 111 fig.* Bëhet a zhvillohet pa gjallëri, ecën ngadalë e si me zor. *Jeta zvarritej. Ditët zvarriteshin njëra pas tjetrës.*
5. *Pës. e* ZVARRIT.
ZVARRITËS,~E *mb.* 1. Që lëviz duke u tërhequr zvarrë për tokë; që shtrihet a ngjitet pas diçkaje. *Bimë zvarritëse. Kërcell zvarritës. Tërfil zvarritës. Hapa zvarritëse.*
*2. fig.* Që është i ngadalshëm dhe i njëtrajtshëm (për zërin). *Zë zvarritës.*
3. *fig.* Që bëhet pengesë për përfundimin me kohë të një purie, që sjell zvarritjen e diçkaje. *Qëndrim zvarritës. Veprime zvarritëse.*
ZVARRITJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe rrjedhimi i tij sipas kuptimeve të foljeve ZVARRIT, ZVARRITEM. *Zvarritja e gjarprit (e kungullit). Zvarritja e punëve. Zvarritje burokratike.*
ZVERDH *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bëj që të ketë ngjyrë të verdhë; i jap ngjyrë të verdhë. e mbuloj a e vesh me diçka të verdhë; zverdhoj. *Gruri i zverdhi fushat. E zverdhi gypin duke e fërkuar.*
*2. jokal. vet. veta 111.* Zverdhon. *Zverdhin gjethet. Zverdhin fushat e kodrat.*
ZVERDHAK,~E *mb.* Që është bërë si i verdhë; verdhacak; i zbehtë. *Gjeth zverdhak. Dritë zverdhake. Fytyrë zverdhake.*
ZVERDHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Merr ngjyrë të verdhë, bëhet i verdhë. *U zverdhën gjethet. U zverdh gruri. Letra ishte zverdhur. Iu zverdhën fiokët hga dielli.*
*2.* Bëhem si i verdhë në fytyrë, zbehem. *U zverdh nga frika. Aty skuqej, aty zverdhej.*
3. *Pës. e* ZVERDH.
^ Iu zverdh hunda *dikujt shih te* HUNDË,~A. As skuqet (kuqet) as zverdhet (verdhet) *shih te* SKU-QEM7.
ZVERDHEMË (i), ~E (e) *mb.* 1. Që vjen si i verdhë; që është zverdhur. *Ngjyrë e zverdheme. Fotografi (letër) e zverdheme. Perde e zverdheme.*
2. Që vjen si i verdhë në fytyrë, i zbehtë. *Me fytyrë të zverdheme.*
ZVERDHEMTË (i, c) *mb.* I zverdheme.
ZVERDHIM,~I *m.* Veprimi e gjendja sipas kuptimeve të foljes ZVERDHOJ. *Periudha e zverdhimit. I lë gjethet për zverdhim.*
ZVERDHJE,~A . Zverdhim. *Zverdhja~e gjethe-ve. Zverdhja e flokëve.*
ZVERDHOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. Zverdh. *E zverdhoi me bojë.*
*2. jokal. vet. veta III.* Merr ngjyrë të verdhë; ndrit me një ngjyrë të verdhë. *Zverdhon gruri. Zverdhojnë kokrrat. Zverdhon fusha. Zverdhon ari. I zverdhojnë fiokët.*
ZVERDHUK,~E *mb.* Zverdhak.
ZVERDHUR (i, e) *mb.* 1. Që ka marrë ngjyrë të verdhë; që është bërë i verdhë. *Gjethe (bimë) të zver-dhura. Fotografi (letër) e zverdhur. Me dhëmbë të zverdhur.*
*2.* Që është bërë si i verdhë, i zbehur. *Me fytyrë të zverdhur.*
ZVERËTITEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Filloj të mos i pëlqej me dikujt, i dal dikujt nga zemra; me zvirdhet diçka. *Iu zverëtitën të gjitha. Ajo vetë iu zverë-lit.*
ZVERK,~KU *m. sh.* ~QE, ~QET. Pjesa e prapme e qafës, ana e përkundërt e gushes; qafa. *Gropa e zverkut. Rruazat e zverkut. Fshiu (kroi) zverkun. E kapi nga (per) zverku. Fiokët i binin mbi zverk.*
*k* 1 fcrkon zverkun (krahët, kurrizin, shpatullat, shpinën) *dikujt shih te* FËRKOJ. I ka hipur (i ka kërcyer) në zverk (në qafë, në kurriz) *dikujt shih te* QAFË,~A. Kur të shohë zverkun (shpatullat, kurrizin, veshët, qafën)! *shih te* SHOH. Theu (këputi) zverkun (qafën, arrëzën) *shih te* THYEJ. Zuri zverkun (rruazën, qafën) *keq. shih te* ZË. Mendja e madhe ta thyen zverkun (qafën) *fj. u. shih te* MENDJE,~A.
ZVERKDERR,~E *mb. shar.* Që e ka qafën të trashë, që e ka zverkun si të derrit, qafëderr.
ZVERKTRASHË *mb. Që* e ka zverkun të trashë, qafëtrashë.
ZVETËNiM,~l *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ZVETËNOJ, ZVETËNOHEM. *Zvetënimi i trupit. Zvetënim moral (shpirtëror). Zvetënimi i gjuhës.*
ZVETËNOHEM *vetv.* Humbas cilësitë a vetitë e mira; prishem, çoroditem, përdhosem.ZVETËNOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Bëj që të hu-mbasc cilësitë a vetitëe mira, i prish anët emiYa dikujt a diçkaje; prish, çorodit, përdhos. *zvetënoi njerëzit. Të mos e zvelënojmë gjuhën!*
ZVETËNUAR (I, e) *mb.* Që i ka humbur vetitë a cilësitë e mira; që është prishur, i çoroditur, i për-dhosur. *Njeti i zvetënuar. Shoqëri e zvetënuar. Jetë e ^zvetënuar.*
ZVICERAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Banor vendës i Zvicrës ose ai që e ka prejardhjen nga Zvicra.
?VICERAN,~E *mb.* Që lidhet me Zvicrën ose me zviceranët, që është karakteristik për Zvicrën ose për zviceranët, i Zvicrës ose i zviceranëve; që është kri-juar nga zviceranët. *Punëtor zviceran. Ore zvicerane.*
ZVILOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. I heq një bime degët a gjethet e tepërta, e krasit; zhvesh drurin duke i hequr lëkurën; shkadhis.
ZVIRDHEM *vetv.* 1. Me del nga zemra dikush a diçka, me ftohet, s'kam me dëshirë për të, largohem nga dikush; heq dorë nga diçka. *Iu zvordh çdo gjë. Iu zvordh nga*

*zemra. Iu zvordh puna (shtëpia). lu zvordh duhani. Është zvjerdhur nga shokët.*
2. *vet. vela HI krahin.* Rrëzon lulet për të formuar kokrra, bëhet me kokrra (për pemët). *Rrushi u zvordh.*
3. *Pës. e* ZVJERDH. *Fëmija zvirdhet kur mbush vitin.*
ZVJERDH *kal.,* ZVORDHA, ZVJERDHUR. 1. I
pres gjirin foshnjës, nuk i jap mëgji; ndaj të voglin e një kafshe nga e ëma, nuk e lë më të pijë sisë. *la zvordhi gjirin. I zvordhën qengjat.*
2. la ftoh dikujt dëshirën për diçka, bëj që t'i mër-zitet a t'i neveritet; e ftoh dhe e largoj prej dikujt a prej diçkaje. *Ala la zvordhën shkollën. I ka zvjerdhur çdo dëshirë. E zvordhën djalin. I zvordhi miqtë.*
3. *vet. veto 111 krahin.* Fillon të rrëzojë lulet për të lidhur kokrra (për pemët). *Qershia i ka zvjerdhur lulet.*
4. I pres rrënjët e tepërta a lastarët e padobishëm një bime të shartuar (zakonisht për hardhitë). *zvordhën hardhitë.*
ZVJERDHJE,~A . Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZVJERDH, ZVIRDHEM. *Zvjerdhja e*
*qengjave. Periudha e zvjerdhjes.*
ZVJERDHUR (i, e) *mb.* 1. Që i është prerë gjiri, që është larguar nga e ëma, që nuk pi me gji (për fosh-njën a për të voglin e një kafshe). *Fëmijë i zvjerdhur. Qengj (kec, viç) i zvjerdhur.*
2. Që i është ftohur dëshira për diçka, që i është nevëritur diçka; që është ftohur a është larguar prej dikujt a prej diçkaje.
3J *vet. veta III krahin.* Që i kanë rënë lulet dhe ka filluar të lidhë kokrra (për pemët). *Qershi e zvjerdhur.*
4. Që i janë prerë rrënjët e tepërta a lastarët e padobishëm (zakonisht për hardhitë). *Fidan i zvjerdhur.*
ZVOGËLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZVOGËLOJ, ZVOGËLOHEM.
*Shkallë zvogëlimi. Prapashtesë zvogëlimi. gjuh.*
ZVOGËLOHEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Bëhet me i vogël; pakësohet, ulet, ngushtohet etj.; bëhet me i shkiirtër, shkurtohet; *kund.* zmadhohet; rritet; shtohet; zgjerohet. *Rrobat i janë zvogëluar shumë. Është zvogëluar dita (nata). lu zvogëlua shpejtësia.*
*2. Pës. e* ZVOGËLOJ.
• Iu zvogëluan sytë i erdhi gjumi, s'duron dot me pa gjumë.
ZVOGËLOJ *ka!.,* ~OVA, ~UAR. 1. E bëj diçka më të vogël; e pakësoj, e ul, e ngushtoj etj.; e bëj më të shkurtër, e shkurtoj; *kund.* zmadhoj; rrit; shtoj; zgjeroj. *zvogëluan dritaret. Zvogëloi hapin. E zvogëloi trikon. E zvogëloi shumën. Zvogëloi shpejtësinë. Zvogëloi afatet. Zvogëloi moshën.*
*1. fig.* la pakësoj diçkaje vlerën, ia ul rëndësinë etj.; e quaj pa rëndësi, e quaj a e paraqit me pak të rëndësishëm nga ç'është në të vërtetë. *E zvogëlon rrezikun (fajin). Ia zvogëlon rolin (rëndësinë).*
ZVOGËLUAR (i, e) *mb.* Që është bërë me i vogël nga sa ishte, që është pakësuar a është ulur, që është zvogëluar; *kund.* i rritur; i zmadhuar. *Të dhëna (shifra) të zvogëluara.*
ZVOGËLUES,~E *mb.* 1. *gjuh.* Që shërben për t'i dhënë kuptimit të fjalës një ngjyrim zvogëlimi. *Prapashtesë zvogëluese.*
2. *mat.* Që vjen duke u zvogëluar vazhdimisht, që zvogëlohet. *Vlerë zvogëluese. Përpjesëtim aritmetik zvogëlues.*
ZVOL,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Plis dheu në are.
ZYBË,~A. *sh.* ~A, ~AT *thjeshtligj., shar.* Njeri i humbur e i pazoti; njeri i trashë nga mendja.
ZVLYFE,~JA . *kryes. sh.* ~E, ~ET. Tufë flo-kësh të prerë shkurt, që varen nga tëmthat anash fa-qeve (zakonisht te grate); cullufe. *Krehu zylyfet.*
ZYMBYL,~I *m. sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barish-tore me zhardhok të vogël, me gjethe të zgjatura si heshtë, me lule të vogla si hinkë e zakonisht të grum-bulluara në tufë, në ngjyrë të kaltër, të bardhë, trë-ndafili etj. dhe me ere të mirë, që Iulëzon në fillim të pranverës. *Zymbyl i kaltër (i bardhë). Erë zymbylash. Kanë çelur zymbylat.*
ZYMBYLE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Shportë me dy doreza, zakonisht prej kashte a prej xunkthi, që përdoret për të mbajtur pemë, perime e sende të tjera. *Mbushi zymbylen.*
ZYMTË(i, e) *mb.* 1. Që ka ngjyrë të errët e pa shkël-qim; që ka pak dritë, i errët, i vrenjtur, i ngrysur. *Ngjyrë e zymtë. Vend i zymtë. Ndërtesë e zymtë. Ditë e zymtë. Mot (qiell) i zymtë.*
2. Që shpreh mërzi e trishtim, që s'ka gëzim e gja-llëri; i vrenjtur, i ngrysur; *kund.* i çelur. *Njeri i zymtë. Me fytyrë të zymtë. Me sy të zymtë. Vështrim i zymtë. Kishte pamje të zymtë. Është bërë i zymtë.*
3. *fig.* Që s'ka gëzime, që është plot trishtim; që është i paqartë, i errët, i turbullt. *Jetë e zymtë. E ardh-me e zymtë. Qëllime (mendime) të zymta. Në rrethana të zymta. Gjendje e zymtë shpirtërore.*
ZYMTËSl,~A . 1. Të qenët i zymtë, vetia e diçkaje të zymtë. *Zymtësia e nates.*
*2.* Të qenët i ngrysur, i trishtuar e i brengosur; të qenët i errët a i turbullt. *Zymtësia e fytyrës. Zymtësia e shpirtit.*
3. *fig.* Të qenët pa gëzime e plot trishtim; të qenët i paqartë, i errët e i turbullt. *Zymtësi shpirtërore. Zymtësia e së kaluarës. Zymtësia e ngjarjeve.*
ZYMTI,~A . Zymtësi. *Ia mbuloi zemrën zymtia.*ZYMTlM,~I *m.* Veprimi dhe gjendja sipas kup-timeve të foljeve ZYMTOJ, ZYMTOHEM. *Zymtim i Ihellë, Ndjeu një fare zymtimi.*
ZYMTOHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Bëhet më i errët e pa shkëlqim; vrenjtet, ngryset. *U zymtua qielli.*
2. Vrenjtem, ngrysem; me mbulon zymtësia. *U zymtua në fytyrë. lu zymtua vështrimi.*
3. *vet. veta HI fig.* Bëhet pa gëzirae dhe i trishtuar; bëhet i paqartë, i errët ei turbullt; nxihet. *lu zymtua shtëpia. lu zymtua jeta. lu zymtuan mendimet (qëlli-met, shpresat).*
ZYMTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. E bëj të errët e pa shkëlqim, e vrenjt, e errësoj. *Perdet e zymtuan dhomën.*
2. E bëj të ngrysur, vrenjt. *Zymtoi fytyrën (sytë). Zymtoi vështrimin.*
3. *fig.* la prish gëzimin, e mbush me trishtim; ia bëj të paqartë, të errët e të turbullt; ia nxij. *Ia zymtoi jetën. I zymtoi shtëpinë. la zymtoi të ardhmen.*
ZYMTUAR (i,e)më. 1. Që është bërë i errët e pa shkëlqim; i vrenjtur, i ngrysur. *Qiell i zymtuar. Ngjyrë e zymtuar.*
*2.* Që është errësuar dhe shpreh mërzi e trishtim. *Me fytyrë (me sy, me vështrim) të zymtuar.*
ZYRË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Institution për punë të përbashkëta e vetjake, me një a me disa në-punës, që kryejnë detyra të ndryshme administrative, drejtuese, organizuese etj.; ndërtesa e këtij institu-cioni ose vendi ku punojnë nëpunësit. *Zyrat qeveritare (shtetërore). Zyrat e komitetit. Zyra e postës. Zyra e llogarisë (e planit, e*

*kuadrit). Zyra e drejtorit. Zyrat e kooperativës (e ndërmarrjes). Punë zyre. Shok zyre.*
*Shkoi në zyrë. Punon në zyrë. Pret në zyrë.*
2. *vjet.* Detyrë shtetërore, nëpunësi.
3. *vjet.* Nevojë; hall.
ZYRTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Ai që punon në një zyrë, ai që kryen punë zyre; nëpunës. *Zyrtar* i *lartë.*
*2. keq.* Burokrat. *Është bërë zyrtar.*
ZYRTAR,~E *mb.* 1. Që bëhet në një zyrë a që kryhet nëpërmjet një zyre, që del nga një zyrë; që shpallet a që botohet nga një institution shtetëror. *Akt zyrtar. Letër (shkresë) zyrtare. Komunikatë (dek-laratë) zyrtare. Të dhëna zyrtare. Në rrugë zyrtare. Kanale zyrtare.*
2. Që kryhet sipas të gjitha rregullave e ligjeve shtetërore; që caktohet, organizohet, njihet a për-ligjet nga qeveria a nga një institution tjetër shtetëror. *Vizitë zyrtare. Takim zyrtar. Fejesë (martesë) zyrtare. Garë (ndeshje) zyrtare. sport. Festë zyrtare. Emërtime zyrtare. Leje zyrtare. Orari zyrtar. Në mënyrë zyrtare.*
3. Që përdoret në punët e zyrës, që përdoret në të gjitha veprimet shtetërore. *Gjuhë zyrtare. Stilt zyrtar.*
4. *keq.* Që është karakteristik për burokratin. *Që-ndrim zyrtar. Me ton zyrtar.*
ZYRTARISHT *ndajf.* Në mënyrë zyrtare, sipas të gjitha rregullave zyrtare. *Shpalli (deklaroi, lajmëroi, njoftoi) zyrtarisht. U njoh zyrtarisht. Vendosi zyrtarisht.*
ZYRTARtZËM,~MI m. *keq.* Mbivlerësim i punës që kryhet në zyrë dhe i rolit që luajnë shkresat e aktet zyrtare; kuptimi dhe zbatimi në mënyrë shumë të ngushtë i ligjeve dhe i rregullave të vendosura nga organet shtetërore; qëndrim prej zyrtari a prej bu-rokrati. *Fry me (prirje) zyrtarizmi. Shfaqje të zyrtarizmit.*

# ZH

1. Një nga bashkëtingëlloret e gjuhës shqipe dhe shkronja e tridhjetegjashtë e alfabetit të saj, e cila shënon këtë bashkëtingëllore. *Bashkëtingëllorja zh. Tingulli zh. Shkronja zh.*
2. si *em.* . Bashkëtingëllorja dhe shkronja zh. *Zh-ja e madhe (e vogël), Zh-ja e dorës (e shtypit).* • Nga a-ja deri te zh-ja *shih tek* A i.
ZH- *fjalëform.* Parashtesë që bashkohet zakonisht me tema foliore dhe formon folje që kanë kuptim të kundërt me atë të këtyre temave p.sh. zhbëj, zhdredh, zhvesh, zhvlerësoj etj.
ZHABALOK,~E *mb.* Barkmadh. ZHABAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Mashkulli i zhabës.
ZHABARIT *kal.,* ~A, ~UR. 1. Tund fort ujin a një lëng tjetër në një enë; përplas diçka në ujë, e tund fort disa here. *Zhabariti verën (rakinë). I zhabariti rrobat në go vale.*
2. *jokal. vet. veta III.* Llapashitet. *Dallgët zhaba-ritnin në breg.*
ZHABARITEM *vetv.* 1. Përplas duart e këmbët në ujë, lahem duke i lëvizur e duke i përplasur fort duart e këmbët. *Fëmijët zhabariteshin në një pellg.*
2. *Pës. e* ZHABARIT i.
ZHABARlTJE, ~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHABARIT, ZHABARITEM.
2. Zhurma që bën uji a një lëng tjetër kur derdhet me shpejtësi ose kur lëviz me dallgë; zhurma e dallgëve kur përplasen; Uapashitje. *Dëgjohej zhabaritja e ujit.*
ZHABEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Dobësohem e fishkem, me bëhet lëkura si e zhabës; ligështohem, s'kam me fuqi. *U zhab fare plaku.*
ZHABË,~A . *sh.* ~A, ~AT *zool.* Lloj bretkose, me trup pak më të madh se e zakonshmja, që e ka lëkurën të murrme në të kuqërremtë, të mbuluar me puçrra me helm dhe që rron zakonisht në toka me lagështirë; bretkose.
• S'këndon zhaba në të thatë *fj.* u. a) nuk bëhet një punë, në qoftë se nuk krijohen të gjitha kushtet e nevojshme; b) *keq.* thuhet kur dikush nuk e bën një punë pa i dhënë diçka të hajë e të pijë.
ZHABËRDINË,~A . *kryes. sh.* ~A, ~AT *bised.*
Rroba të gjera, që varen e tunden andej-këtej; këpucë të mëdha, që të dalin nga këmbët kur ecën, zhab llaqe.
ZHABËRZHYEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. E zhyej dhe e përlyej dike a diçka, e leros fare. *E paska zhabërzhyer mishin.*
ZHABËS, ~I *m. sh.* ~A, ~AT *vjet.* Qese lëkure që përdorej për të mbështjellë çarkun e pushkëve me strall.
ZHABlL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. *bot.* Zhabinë. *Lulet e zhabilit.*
*1. vet. nj.* Kashta e grurit, që mbetet në are pas korrjes. *E ka lënë të gjatë zhabilin.*
ZHABINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore e helmet, zakonisht njëvjeçare, që bën lule të verdha me pesë petla dhe që rritet në toka me lagështirë. *Zhabina e arave. Zhabina e ujit.*
ZHABINOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Zhabinë.
ZHABINORE,~T. *vet. sh. bot.* Familje bimësh barishtore e shkurresh, ku bëjnë pjesë zhabina, kulpra etj.
ZHABJAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool. 1.* Zhapi.
2. Thithëlopë.
ZHABLLAQE,~T . *vet. sh. bised.* Këpucë të mëdha e të vjetra që të dalin nga këmbët kur ecën, zhabërdina.
ZHABZHYRR,~I m. *sh.* ~Ë, ~ËT *mospërf.* Njeri i veshur me rroba të grisura e të fëlliqura; ai që s'kujdeset fare për veshjen e vet; shkatarraq.
ZHAGALAN,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zjarr i madh e me shumë flake, flakadan. *Ndezën një zhagalan.*
ZHAGMIT (ZHAGMIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. *shih* ZVARRIT i.
2. E bëj diçka copa-copa duke e zhvatur me force, pa e prerë mirë me thikë (zakonisht për mishin).
3. *fig.* E mundoj shumë dike, e sfilit. *Mos e zhagmitni të gjorin!*
ZHAGMITUR (i, e) *mb.* Që është copëtuar duke e zhvatur me force, i shqyer (zakonisht për mishin).
ZHAJKË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pjesa e fshikës së mëndafshit që mbetet pasi i janë hequr fijet. *hodhi zhajkat.*2. Arrë qfi nuk ka bukë brenda, arrë fyrbë. *Luanin me zhajka.*
3. *Përd. mb.* sipas kuptimit 2 të emrit. *Arrë zhajkë.*
ZHAJOLLË,~A . JA. ~A, ~AT. E çarë në gjethet e bimëve kur janë goditur me diçka. *Breshri i bërii gjethet me zhajolla.*
ZHAKE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Sharrë e madhe dore, me dy doreza, që përdoret nga dy veta për të prerë trupa. *sharrojnë me zhake.*
ZHAKË,~A i . *sh.* ~A, ~AT. Pellg me ujë të ndenjur, bërrakë. *Ra në një zhakë. Vendi ishte tërë. zhaka.*
ZHAKË,~A n . *sh.* ~A, ~AT. 1. Pëlhurë e trashë prej liri a prej kërpi, që shtrohet në vend të qilimit; thes a petk që bëhet me këtë pëlhurë a me ndonjë pëlhurë tjetër të trashë e të ashpër. *E mbuloi me zhakë. E mbushi zhakën plot. Kishte veshur një zhakë.*
2. Leckë e trashë që përdoret për të larë dyshemenë, për të fshirë çerepin ose për të kapur një gjë të nxehtë; për të fshirë këpucët përpara pragut të derës etj.; rrobë e vjetër. *Zhakë çerepi. E lau dyshemenë (i fshiu këpucët) me zhakë.*
3. *vet. nj.* Shtupë liri, greth.
ZHAKËMBEHET *vetv.* 1. Humbet njomësinë, fishket (për bimët); nuk zhvillohet, ligështohet e rrëgjohet. *Duhani ishte zhakëmbyer. Ai sa vjen e zhakëmbehet.*
*2.\Pës. e* ZHAKËMBEJ.
ZHAKËMBEJ *kal.,* ~EVA, ~YER. 1. Shtyp e shkoq një gjethe të thatë; zhubros një letër, një rrobë etj.
2. Bëj që të fishket e të humbasë njomësinë (për bimët); nuk e lë të zhvillohet, ia pres fuqinë, e ligështoj. *Thatësira e zhakë mbeu misrin. E zhakëmbyen fëmijët këlyshin.*
ZHAKRA,~T. *vet. sh.* Drurë, gjethe, gurë, baltë etj. që sjell me vete lumi a përroi kur vërshon e zbret me rrëmbim. *E mbuluan zhakrat.*
ZHALON,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. 1. Këmbalec, pergjël. *Mat me zhalon.*
2. Kunj druri a rrip dërrase me majë, zakonisht i rrafshët nga njëra anë dhe i shkallëzuar, që përdoret për të marrë drejtimin, për të hequr një vijë të drejtë etj. *Zhaloni i topografit. Mban zhalonin. Merr drejtimin me zhalon.*
ZHALLOGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. Cope prej lëkure ose prej leshi që vihet në tabanin e opingës, zakonisht nga brenda, për të mbrojtur putrën e këmbës; cope e vogël

lëkure që përdoret për të arnuar këpucët. *Opinga me zhalloga.*
*2.* Cope mishi e prerë nolle ose e zhvatur, çallatë. *hoqi\ një zhallogë.*
*3. fig.* Dicka pa vlerë e që i ka kaluar koha, vjetërsirë.
ZHI\MEL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Cope shkëmbi; gur i madh, popël.
ZHANËR,~RI *m. sh.* ~RE, ~RET *let., art. shih* LLOJ,—I 4. *Zhanret letrare. Zhanret e muzikës (e pikturës). Zhanri i romanit (i poezisë).*
ZHANGËL,~LA . *sh.* ~LA, ~LAT *krahin.* 1. Zhapë mishi, zhëngë.
2. Gjëndër; zhëngë.
ZHANGELLICË,~A *sh.* ~A, ~AT. 1. Këmborë e keqe që nxjerr tinguj jo të këndshëm. *Ia hoqi zhangëllicën.*
*2. shar.* Grua llafazane. *Filloi zhangëllica.*
ZHANGËLLlME,~A . Zë i çjerrë a tinguj që të vrasin veshin (për zërin e një vegle muzikore të çakorduar, për tingëllimën e një këmbore të prishur etj.).
ZHANGËLLON *jokai,* ~OI, ~UAR. Nxjerr një zë të çjerrë a tinguj që të vrasin veshin (për një vegël muzikore të çakorduar, për një këmborë të prishur etj.). *Zhangëllonin këmborët.*
ZHAP *i kaf.,* ~A, ~UR. 1. Bëj që të fishket e të varet; e bëj si zhapë. *Foshnja ia zhapi gjirin s'ëmës. 2. fig.* E lodh shumë, e rraskapit dike.
ZHAP ii *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. Fut me force diku (një njeri, një send etj.); rras, ngjesh. *E zhapën brenda. E zhapi në xhep. E zhapi në ujë. I zhapi rrobat në kazan.*
*2.* Zhdëp dike më të ngrëna, ngjesh, dend. *E zhapi me rrush.*
ZHAPARIT (ZHAPARIS) *kal.,* ~A, ~ *VR bised.* 1. E djeg a e përcëlloj lëkurën sa mbushet me flluska, ia përcëlloj cipën e lëkurës; e bëj të fishket e të thahet, e përcëlloj (një bimë). *zhapariti duart. Flaka ia ka zhaparitur fytyrën.*
2. Ia rreshk a ia zhubros lëkurën, e rrudh. *la ka zhaparitur sëmundja fytyrën.*
3. I heq a i qëroj lëvoren diçkaje; zhvoshk. *E zhapariti fikun (trangullin, portokallinj.*
ZHAPARITEM *vetv. bised.* 1. Me rreshkei lëkura, rreshkem; rrudhem. *U zhaparit fare.*
2. *vet. veta III.* Fishket, thahet (për bimët). *U zhaparit duhani.*
3. *Pës. e* ZHAPARIT.
ZHAPATRINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *bot.* Bimë barishtore, rrënja e së cilës përdoret në mjekësinë popullore për të bërë një bar kundër etheve.
ZHAPEM i *vetv. bised.* 1. Ligështohem e me varen mishrat; fishkem, bëhem si zhapë.
2. *fig.* Rraskapitem.
3. *Pës. e* ZHAP r.
ZHAPEM II *vetv. bised.* 1. Futem a zhytem me force diku, rrasem. *U zhapën në një përdhese.*
2. Ha shumë, ngopem mirë, fryhem së ngrëni, zhdëpem. *U zhap me.pilaf. V lhapi,n me mish.*
3. *Pës.* eZHAPn-
ZHAPË,~A . *sh.* ~A, ~AT. t. Ukurë bostani ose peme; lëvore druri; lëvozhgë. *Zhapat e fikut (e portokallit, e bostanit, e shalqim'O. Zhapat* c *arrës: Zhapa e drurit. I heq (i qëroj) ihapën. E hëngri me gjithë zhapë.*
*2.* Lëkurë me një shtresë të hollë mishi, lapër; cope e hollë mishi, e forte si lëkurë. *Zhapa e barkut. I dha ca zhapa. Thela ishte zhapë.*
3. Qese a thes prej lëkure. *Efuti drithin në një zhapë.*
4. *vet. sh.* Opinga të thjeshta prej lëkurës së bagëtive të trasha. *Bëri një pale zhapa. Lidhi zhapat.*
*5.* Fik i care e i tharë në diell, pale. *Varg me zhapa.*ZHAPËHOLLË *mb. Që* e ka lëkurën të hollë, lëkurëhollë, cipëhollë (për bostanet e pemët); *kund.* zhapëtrashë. *Fik (shalqi) zhapëhollë.*
ZHAPËKCQ,~E *mb.* Që e ka lëkurën t" kuqe (për bim4t, bostanet e pem4t). *Fik zhapikuq.*
ZHAPËLOJË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Kokërr fiku e tharë në diell, pal4; rrek4. *Biri ca zhapëloja.*
ZHAPËLLIMË,~A . Zhurma q4 b4jm4 kur ecim mbi gjethe të thata, mbi xhama të thyer, në lluc4 etj.; zhurmë hapash. *Zhapëllima e hapave.*
ZHAPËLLOJ *jokal.,* ~OVA, ~CAR. Bëj një
zhurmë të veçantë duke ecur mbi gjethe të thata, mbi xhama të thyer, në lluci etj. *Po zhapëllonte diçka nëpyll.*
ZHAPËTRASHË *mb.* Që e ka lëkurën të trashë, lëkurëtrashë, cipëtrashë (për bostanet e pemët); *kund.* zhapëhollë. *Fik zhapëtrashë. Patate zhapëtrashë.*
ZHAPËVERDHË *mb. bised., mospërf.* Që e ka lëkurën të verdhë (zakonisht për njerëzit); që është i zbehtë në fytyrë, që nuk është i shëndetshëm, çehre-vrarë.
ZHAPËZI,~ZEZË *mb.* 1. Që e ka lëkurën të zezë (për pemët). *Fik zhapëzi.*
2. *bised., mospërf.* Që e ka lëkurën të errët a të mu-rrëtyer, i zeshkët, zeshkan (për njerëzit).
ZHAPl,~U *m. sh.* ~NJ, ~NJTË *zool.* Lloj hardh-jeje, me trup të madh dhe me shpinë të blertë me pika të bardha a të murrme; hardhja e blertë. *Fshihet si zhapi. I ka sytë si të zhapiut.*
Flet hardhje e zhapin) *shih te* HARDHJE,~A.
ZHAPlK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Zhapi.
ZHAPlTEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised. shih* ZHA-PEM i.
ZHAPOSEM *vetv.,* ~A (u), ~UR *bised. shih ZHA*-PEMi.
ZHAPOSUR (i, e) *mb.* Që është ligështuar e është tretur sa i ka mbetur vetëm lëkura; që i është bërë lëkura tërë rrudha, që është fishkur e tharë. *Me fytyrë lë zhaposur.*
ZHARDHEC,~I *m.* Helmi i nepërkës; helm gjarpri.
ZHARDHOK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *bot.* Pjesë e rrënjës a e kërcellit te disa bimë si patatja etj., e tultë dhe e fryrë si kokërr, që zhvillohet nën tokë e që mund të përdoret si ushqim. *Zhardhokët e palates. Sythat e zhardhokut. E mbjellin me zhardhok. Shumëzohet me zhardhok.*
ZHARDHOKËZlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *bot.* Veprimi sipas kuptimit të foljes ZHARDHOKËZON. *Zherdhokëzim i mirë (i shpejtë).*
ZHARDHOKËZON *jokal,* ~OI, ~CAR *bot.* Krijon zhardhok nën tokë në rrënjë a në kërcell (për disa bimë si patatja etj.).
ZHARDHOKOR,~E *mb. bot.* Që ka zhardhok; që formon zhardhok në rrënjët a në kërcellin e vet nën tokë (për disa bimë si patatja etj.); që trashet e bëhet zhardhok (për rrënjët); që është si zhardhok. *Bimë zhardhokore. Rrënjë zhardhokore.*
ZHARG,~U *m.* 1. Lëkura që heq gjarpri në pran-verë, kur i del e reja. *Zhargu i gjarprit. E la zhargun në ferrë.*
2. Lëkurë kafshësh e nderë, që i vihet p4rsipër arkës ë lahutës. *vë zhargun lahutis.*
3. Lëvorja e drurit, *Zharg shelgu. I heq zhargun.*
4. *mospërf.* Veshja e sipërme, rrobat e trasha. *E hoqëm zhargun e dimrit.*

ZHARG *ndajf.* Zvarrë. *E hiqte këmbin zharg. E tërhoqi drurin zharg. U hoq zharg rrëzë kodrës.*
ZHARGAS *ndajf.* Zvarrë. *E tërhoqi (iu afrua) zhar-gas.*
ZHARGAVINË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin., keq.* 1. Makinë, karrocë a mjet tjetër që është vjetruar a që mezi ecën; karakatinë. *Hipi në një zhargavinë.*
2, *fig.* Njeri tepër i ligështuar, që mezi heq këmbët zvarrë e që s'është i aftë për të bërë ndonjë punë; njeri fare pa vlerë. *U be fare zhargavinë. Nuk të mbaron punë zhargavina.*
ZHARGAVtTET *vetv.,* ~ (u), ~UR *krahin., keq.* 1. Vjetrohet shumë e mezi ecën, bëhet zhargavinë (për një makinë, karrocë etj.).
2. *fig.* Ligështohet e bëhet fare i paaftë për punë; humbet çdo aftësi a vlerë (për njerëzit).
ZHARGAVtTUR *(i,e)mb. krahin., keq.* 1. Që është vjetruar shumë e mezi ecën, që është bërë zhargavinë. *Karrocë e zhargavitur.*
2. *fig.* Që është ligështuar e është bërë fare i paaftë për punë; që ka humbur çdo aftësi a vlerë (për njerëzit).
ZHARGEM *vetv.,* ~A (n), ~UR. 1. Hiqem zvarrë, zvarritem. *U zharg nëpër fushë.*
2. *fig.* E shtyj jetën më të keq, mezi jetoj, zvarritem. *Zhargeshin më të keq.*
ZHARGË,~A . *sh.* ~A, ~AT. 1. *kryes. sh.* Kë-pucë të vjetra e të grisura, që nuk qëndrojnë mirë në këmbë dhe zvarriten kur ecim; shkarpa. *Hiqte zvarrë zhargat. I ishin bërë këpucët zharga.*
*2. shar.* Grua e ligë e gojështhurur, që sillet poshtë e lart.
ZHARGËS,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Shtrat qerrcje pa rrota, që përdoret për të mbartur dru, gurë etj. duke e tërhequr zvarrë. *Mbajti gurë me zhargës.*
ZHARGËT (i, e) *mb.* Që i mban rrobat shumë keq, i shkatërruar në veshje, shkatarraq. *Mbeti gjithnjë i zhargët.*
ZHARGINË,~A . *sh.* ~A, ~AT. Vend që she-mbet nga lagështira, tokë që rrëshqet. *Vendi ishte zhar-ginë.*
ZHARGIT *kal.,* ~A, ~UR *krahin.* Zvarrit. ZHARGlTEM *vetv. krahin.* Zvarritem.
ZHARGOHEM *vetv. bised.* 1. Hiqem zvarrë, zvarritem. 2. *Pës. e* ZHARGOJ.
ZHARGOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR *bised.* Tërheq zvarrë, zvarrit.
ZHARGON,~I m. *sh.* ~E, ~ET *gjuh.* E folme e një shtrese të ngushtë shoqërore ose e një grupi njerëzish të një profesioni, e cila ka shumë fjalë e shprehje të vecanta, profesionale ose të huaja, të panjohura a të krijuara posacërisht etj. dhe nuk kuptohet lehtë ose nuk kuptohet fare nga shtresat e t jera shoqërore. *Zhargon profesional. Zhargoni i obo-rrit: mbretëror (i aristokracisë). Zhargoni i mjekëve (i piktorëve, i studentëve, i bojaxhinjve).*
ZHARRË,~A . *sh.* ~A, ~AT *krahin.* Vend në mal, i veshur me bar e me drurë të mëdhenj. *Zharrë me hije. Mërzejnë në zharrë. U ngjitën në zharrë.*
ZHAURIMË,~A . Zhurma që bin një send kur rrëzohet a rrokulliset, rrapëllimë; zhurmë e madhe, e zgjatur dhe shurdhuese si ajo e dallgëve kur përpla-sen; rrapamë. *Zhaurimë shurdhuese. Zhaurima e lump (e detit, e dallgëve). Zhaurima e luftës. Zhaurima e pyllit (e erës). Ra (u rrokullis) me zhaurimë.*
ZHAURIN *jokal,* ~U, ~RË. Bën një zhurmë të madhe e të zgjatur si ajo e dallgëve kur përplasen, bën zhaurimë; rrapëllin. *Zhaurinin ujërai. Zhaurin deti\ (lumi, përroi). Zhaurin shiu. Zhaurinin gjethet.*
ZHAVELLË,~A i . *sh.* —A, ~AT *hist.* Lloj shtize jo shumë c gjatë. *Qëllonin me zhavella.*
ZHAVELLË,~A II . *mjek.* Sëmundje e rëndë ngjitëse, që shfaqet me temperature e më të hequr të barkut. *ka rënë (e ka zënë) zhavella.*
ZHAVORR,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. *vet. nj.* Rërë e trashë e përzier me gurë të vegjël, që gjendet za-koiiisht në brigjet e në shtratin e lumenjve dhe që përtforet në ndërtim, për të shtruar rrugët, për të për-gatitur beton etj. *Zhavorr lumi. Digë prej zhavorri. Dy kamionë me zhavorr. E shtruan (e mbushën) me zhavorr.*
2. *gjeol.* Shtresë toke e përbërë nga gurë të vegjël të përzier me rërë, me dhe etj. *Shtresë zhavorri.*
3. Ngarkesë (zakonisht thasë me zhavorr a me rërë) që vendoset në anije a në mjete të lundrimit ajror për të krijuar baraspeshën e nevojshme, balast.
4. *fig.* Gjë që s'ka vlerë në vetvete, peshë e tepërt.
ZHAVORRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHAVORROJ, ZHAVORRO-
HET. *Zhavorrimi i rrugës (i trasesë).*
ZHAVORRlSHTE,~JA. *sh.* ~E, ~ET. 1. Vend, zakonisht në brigjet e lumenjve, ku nxjerrin zhavorr; zallishtë.
2. Tokë e varfër, që ka shumë zhavorr; zallishtë. *Punojnë (shfrytëzojnë) edhe zhavorrishtet.*
3j. *Përd. mb:* sipas kuptimit 2 të emrit (për token). *Tokë zhavorrishte.*
ZHAVORROHET. *Pës. e* ZHAVORROJ.
ZHAVORROJ *kal.,* ~OVA, ~IJAR. I hedh një shtresë zhavorri, e shtroj me zhavorr. *Zhavorruan rrugën (oborrin).*
ZHAVORRUAR (i, e) *mb.* Që është shtruar me zhavorr, që është zhavorruar. *Rrugë (trase) e zhavo-rruar.*
ZHBALANClM,~I *m. sh.* ~E, ~ET *libr.* Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ZHBALAN-CQJ, ZHBALANCOHET. *Zhbalancimi i ngarkesave. Zhbalancimi i buxhetit. fin. Shkakton zhbalancim.*
ZHBALANCOHET *libr. Pës. e* ZHBALANCOJ.
ZHBALANCOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR *libr.* 1. Bëj që të anohet nga njëra anë një barrë, një peshë etj., ia prish baraspeshën; ia humbas drejtpeshimin. *Zhba-lancoj ngarkesën.*
2. *fin.* Prish përpjesëtimin e drejtë ndërmjet dy
anëve të së njëjtës veprimtari, ndërmjet dy degëve etj. *E zhbalancoi importin me eksportin. I zhbalancuan shpenzimet më të ardhurat.*
ZHBALANCCAR (i, e) *mb. libr.* I. Që anon nga një anë, që nuk është në baraspeshë, që i është prishur baraspesha; që ka humbur drejtpeshimin. *Ngarkesë e zhbalancuar. Trup i zhbalancuar.*
*2. fin.* Që nuk ka përpjesëtim të njëjtë në anët e veta, që i është prishur përpjesëtimi i drejtë. *Ekonomi e zhbalancuar. Buxhet i zhbalancuar. Shkëmbim* i *zhbalancuar.*
ZHBART *kal,* ~A, ~UR. Heq një barrë, një mall etj. nga një kafshë e ngarkuar a nga një mjet bartës, shkarkoj një kafshë a një mjet bartës. *Zhbart mallin. Zhbart anijen. Mbart e zhbart.*
ZHBARTËT. *Pës. e* ZHBART.
ZHBARTJE,~A. *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHBART, ZHBARTET.
2. *let.* Kapërcim. *Ka përdorur zhbartjen.*

ZHBËHET *vetv.* 1. Prishet, shkatërrohet, shthuret etj. diçka që është bërë, është krijuar a është thurur me pare. *Ajo që u be, nuk zhbëhet me.*
2. *Pës. e* ZHBËJ.
ZHBËJ *kal.,* ~RA, ~RË. 1. Prish, shkatërroj, shthur etj. diçka që është bërë, është ndrequr a është thurur me pare; e prish me qëllim që të bëj diçka tjetër të re. *E zhbëri çorapin (fanellën). Bën e zhbën.*
*2. fig.* Hedh poshtë diçka që është bërë, që është pranuar a është ngulitur me pare; zhduk. *E zhbënë zakonin. E zhbëri të ligën.*
3. *krahin.* I heq kokrrat kallirit, shkoq. *Zhbënin miser.*
ZHBËRË (i, e) *mb.* 1. Që është prishur, është shka-tërruar a është shthurur (për diçka që është bërë me pare).
2. *fig.* Që është hedhur poshtë; që është çrrënjosur e është zhdukur. *Zakon i zhbërë.*
3. *krahin.* Që i janë hequr kokrrat, që është shkoqur (zakonisht për misrin). *Miser i zhbërë.*
ZHBIHET. *Pës. e* ZHBIJ.
ZHBIJ *kal.,* ~VA, ~RË. 1. Shkul një bimë me gjithë rrënjë. *E zhbinë barin e keq.*
*2.* Shkatërroj diçka që nga themeli; asgjësoj, shfa-ros. *E zhbiu shtëpinë. I zhbinë armiqtë.*
3. *fig.* Zhduk krejt diçka, e zhduk me rrënjë. *zhbinë zakonet prapanike.*
ZHBIRAMEL,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT *krahin.* Bi-ramel.
ZHBIRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHBIROJ, ZHBIROHET.
ZHBIROHET. *Pës. e* ZHBIROJ.
ZHBIROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. 1. I bëj a i hap vrimë, e shpoj; e bëj me vrima, biroj. *Zhbiroi drurin (tavanin). E zhbiroi me thikë. Minatorët zhbiruan malin.*
2. *vet. veta III.* E përshkon tejpertej (edhe *fig.). Dritat zhbiruan errësirën. Hidhërimi ia ka zhbiruar zemrën. E zhbiroi me sy.*
3. *fig.* Kërkoj me ngulm të zbuloj diçka që nuke di, gjurmoj më të gjitha mënyrat dike a diçka për të zbuluar një të fshehtë, gërmoj andej e këtej, s'lë vrimë pa kërkuar për të marrë vesh diçka. *Spiunit zhbironin rrugëve. S'la gjë pa zhbiruar. Nuk e di se si e zhbiroi atë punël E zhbiroi që e zhbiroi!*
ZHBIRUES,~E *mb.* 1. Që përdoret për të bërë vrima a për të shpuar diçka, që zhbiron. *Vegël (ma-kinë) zhbiruese.*
2. *fig.* Që mundohet më të gjitha mënyrat të zbu-llojë një të fshehtë a të panjohur, që zhbiron për të marrë vesh diçka. *Vështrim (shikim) zhbirues. Sy zhbirues. Tip zhbirues. keq.*
3. *Përd. em.* sipas kuptimeve të mbiemrit.
ZHBLLOKIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHBLLOKOJ, ZHBLLOKO-
HEM. *Zhbllokimi i fondeve. fin. Zhbllokimi i rrugës. Zhbllokimi i kanalit.*
ZHBLLOKOHEM *vetv.* 1. Fitoj përsëri aftësinë për të lëvizur, për të vepruar ose për të punuar; *vet. veta III tek.* fiton mundësinë a fillon përsëri të punojë rregullisht (për një makinë, mekanizëm etj.). *M'u thbllokua krahu. U zhbllokua tnotori (sonda).*
2. *Pës. e* ZHBLLOKOJ. *Qyteti u zhbllokua. U zhbllokuan ushqimet. Rruga u zhbllokua.*
ZHBLLOKOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. *ushi.* E nxjerr dike nga rrethimi; i heq rrethimin një ushtrie, një kështjelle, një qyteti, një vendi etj.; çaj rrethimin. *Zhbllokuan qytetin. Zhbllokuan forcat e rrethuara. Zhbllokuan rrethimin.*
*2.* Hap përsëri rrugën, bëj që të riflllojë lëvizja, një punë a një veprimtari, liroj kalimin; e ndreq, i heq pengesën ose atë që e ka bllokuar. *Zhbllokuan rrugën. Zhbllokoi furrën. Zhbllokoi gypin (kanalin). Zhbllokuan sondën.*
3. Bëj që të riflllojë qarkullimi i diçkaje, bëj që të rifillojnë veprimet me të. *Zhbllokoi mallin. Zhbllokoi fondet (rezervat monetare, kredinë). fin.*
4. *mjek.* Shëroj një organ të trupit, duke i hequr pengesën që e ka zënë. *Zhbllokoi zorrët (veshkat).*
ZHBLLOKUAR (i, e) *mb.* 1. *usht.* Që ka dale nga rrethimi a që i është hequr rrethimi; që ka çarë rrethimin. *Qytet i zhbllokuar. Forca të zhbllokuara.*
2. Që i është hequr pengesa dhe mund të fillojë përsëri kalimi ose puna, që është zhbllokuar. *Rrugë e zhbllokuar. Gyp (kanal) i zhbllokuar.*
3. Që i janë hequr pengesat dhe ka filluar përsëri qarkullimin e vet ose që kanë rifilluar veprimet me të. *Mallra të zhbllokuara. Depozita të zhbllokuara.*
ZHBORDE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. Borde. ZHBORDOHET. *Pës. e* ZHBORDOJ.
ZHBORDOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. E bëj vrima-vrima; e gris.
ZHBREJ *kal.,* ~VA, ~HUR. I heq zgjedhën a kularin një kafshe të mbrehur; e heq nga zgjedha a nga kulari (kaun, kalin etj.). *Zhbreu qetë. Zhbreu kalin.*
ZHBRENGOS *kal,* ~A, ~UR. I heq dikujt bre-ngën. *la zhbrengosi zemrën.*
ZHBRENGOSEM *vetv.* Me hiqet brenga.
ZHBRENGOSUR (i, e) *mb.* Që i është hequr brenga, që nuk është me i brengosur. *Me zemër të zhbrengosur.*
ZHBURGlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHBURGOJ, ZHBURGOHEM.
ZHBURGOHEM *pës.* Zhburgosem. ZHBURGOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. Zhburgos.
ZHBURGOS *kal.,* ~A, ~UR. Nxjerr a liroj nga burgu.
ZHBURGOSEM. *Pës. e* ZHBURGOS.
ZHBURGOSUR (i, e) *mb.* 1. Që është nxjerre a qS është liruar nga burgu. 2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit.
ZHBUROKRATIZlM,~I m. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHBUROKRATIZOJ, ZHBURO-
KRATIZOHEM. *Zhburokratizimi i aparatit shtetëror. Zhburokratizimi i administratës.*
ZHBUROKRATIZOHEM *vetv.* 1. Zhvishem nga sjelljet e qëndrimet prej burokrati, nuk sillem e nuk veproj me si burokrat, çlirohem nga burokratizmi. *U zhburokratizua në gjirin e klasës punëtore.*
2. *Pës. e* ZHBUROKRATIZOJ.
ZHBUROKRATIZOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. 1. E
bëj të mos jetë me burokratik (aparatin shtetëror, administratën etj.).
2. I heq tiparet e burokratit, e bëj të mos sillet e të mos veprojë me si burokrat.
ZHBURRNlM,~I *m.* Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHBURRNOJ, ZHBURRNOHEM. *S'e durol zhburrnimin. Me mirë vdekja, se zhburrnimi. fj. u.*
ZHBURRNOHEM *vetv. 1.* Me dobësohet fuqia, guximi e trimëria, humbas vetitë e mira e të larta të burnt, me bie burrëria; humbas nderin, turpërohem, poshtërohem (për një burrë). *Burri nuk zhburrnohet. fj.u.*
2. *Pës. e* ZHBURRNOJ.

ZHBURRNOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. I dobësoj fuqinë, guximin e trimërinë, bëj që të humbasë vetitë e mira e të larta të burnt, ia heq burrërinë; i marr nderin një burri duke e poshtëruar. *Frika e zhburrnoi fare. E zhburrnoi para të gjithëve. Burrin mi mirë vrqje, po mos e zhburrno! fj.u.*

ZHBURRNUAR (i, e) *mb.* Që është zhburrnuar, që nuk ka me burrëri; që i është marrë nderi, i turpë-ruar, i poshtëruar (për një burrë). *Ikën të zhburrnuar.*

ZHDAVARIT (ZHDAVARIS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Shpërndaj në të katër anët, përhap andej-këtej; da-varit. *Era i zhdavariti retë. Dielli e zhdavariti mjegullën.*

2. *fig.* I largoj a i heq dikujt një ndjenjë, një me-ndim etj., zakonisht të rëndë; shuaj, zhduk; davarit. *la zhdavariti hidhërimin (mërzinë, dyshimin). Ia zhdavariti shpresat.*

ZHDAVARITET *vetv.* 1. Shpërndahet andej-këtej, përhapet; davaritet. *Tymi (mjegulla) u zhdavarit. Retë filluan të zhdavariten. Errësira po zhdavaritej ngadalë.*

2. *fig.* I largohet a i zhduket dikujt një ndjenjë, një mendim etj., zakonisht i rëndë; shuhet; davaritet. *lu zhdavarit dyshimi (mërzia, hidhërimi). Iu zhdava-ritën shpresat.*

3. *Pës. e* ZHDAVARIT.

ZHDEH *kal,* ~A, ~UR. 1. I nxjerr pijen, e bëj esëll, e sjell në vete (një njeri të dehur). *Mezi e zhdehën.*2. *fig.* E sjell nI vete dike, duke ia larguar vegimet, ëndrrat a shpresat e kota që e kane pushtuar, e Wj ta shohë jetën, botën ashtu siç Isht4. *Ky lajm e zhdehu menjëherë.*

ZHDEHEM *vetv.* 1. Me del pija, bëhem esëll. *Kur u ngrit, ishte zhdehur.*

2. *fig.* Vij në vete, me largohen vegimet, ëndrrat a shpresat e kota që me kanë pushtuar.

3. *Pës. e* ZHDEH.

ZHDEHJE,~A . Veprimi dhe gjendja sipas kupIimeve të foljeve ZHDEH, ZHDEHEM.

ZHDEHUR (i, e) *mb.* Që i ka dale pija, që është bërë esëll, që nuk është me i dehur. *V ngrit i zhdehur.*

ZHDETYRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHDETYROJ, ZHDETYRO-
HEM. *Zhdetyrimi e lehtësoi.*

ZHDETYROHEM. *Pis. e* ZHDETYROJ.

ZHDETYROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. I heq dikujt detyrimin që ka, e liroj nga një detyrim.

ZHDËFREHEM *vetv.* Zbrazem a shfrej mbi dike; shfryj. *lu zhdëfrye tërë inat.*

ZHDËFREJ *kal.* dhe *jokal,* ~EVA, ~YER. Shfryj; shfrej. *Zhdëfreu hidhërimin (zemërimin). Zhdë-freu mbi të vegjlit.*

ZHDËFRIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHDËFREJ, ZHDËFREHEM.

ZHDËMTlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHDËMTOJ, ZHDËM-
TOHET. *Zhdëmtim i plotë. Zhdëmtimi i materialeve. Masa zhdëmtimi.*

2. Pagesa a shpërblimi që jep dikush për të vënë në vend një dëm ose një humbje që është shkaktuar për fajin e tij; dëmshpërblim. *Pagoi zhdimtimin.*

ZHDËMTOHET. *Pës. e* ZHDËMTOJ.

ZHDËMTOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. I paguaj dikujt dëmin që i kam bërë, shlycj një dëm a një humbje që t kam shkaktuar dikujt, vë në vend dëmin. *Zhdëmtoi kooperativën (ndirmarrjen). E zhdëmtoi slpasi rregullave.*

ZHDËP *kal.,* ~A, ~UR *bised.* 1. I jap të hajë me tepri dikujt, e dend, e ngjesh, e ngop mirë më të ngrëna. *E zhdëpi me mish.*

*2. fig.* E rrah fort dike, e shemb, e shqep. *E zhdëpi mirë, E zhdëpi në dm (me grushte, me shqelma). E zhdëpën me kritika. I zhdëpën mirë me gola.*

ZHDËPEM *vetv. bised. I.* Dendem, ngjishem më të ngrëna, ngopem aq shumë sa s"ha dot me, shembem, shqepem. *U zhdëp si ngrëni. U zhdëp me fig (me llo-kume). U zhdëp mirë e mirë. Hëngri e piu sa u zhdëp.*

*2. Pës. e* ZHDËP.

ZHDËRHALLEM *vetv.,* ~A (tO, ~UR. 1. Zhvi-llohem e rritem me vrull e jashtë mase, harlisem (za-konisht për bimët). *Jane zhdërhallur hardhitë.*

*2. \shih* ZDËRHALLEM. *Ka ntsur të zhdërhallet.*

ZHDËRJEND *kal,* ~A, ~UR. Zhdredh, shthur diçka të thurur. *Zhdërjend çorapët (trikon). Zhdërjend filling*

ZHDËRJENDET *vetv.* 1. Zhdridhet. shthuret (për fillin, për çorapët etj.). *U zhdërjendën çorapët.*

2. *Pës. e* ZHDËRJEND.

ZHDËRJENDUR (I, e) *mb.* 1.1 zhdredhur, i shthurur (për fillin, çorapët etj.). *Triko e zhdërjendur.*

2. edhe *fig.* I çrregullt në veshje, shkatarraq; i çrregullt në jetë, i shthurur. *Njeri i zhdërjendur.*

ZHDËRVlLLEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* Çmbështi-Uet, shprishet (lëmshi a diçka tjetër e ngatërruar); zhdridhet, shthuret (gërsheti etj.). *Litari u zhdërvolt. lu zhdërvollën gërshetat.*

*2.* Eci duke përdredhur trupin, përdridhem; lëviz duke bërë dredha të shumta. *Zhdërvillet si mace. Lumi zhdërvillej nëpër luginë. Retë zhdërvilleshin në-për qiell.*

3. Bëhem me i shkathët nga trupi, bëhem i zhdërvjellët, shkathem. *Ka nisur të zhdërvillet.*

*4. fig.* Zhvillohem e bëhem me i shkathët nga mendja; i kap e i zgjidh gjërat me shpejt, veproj me shkathtësi e me lehtësi, bëhem i zhdërvjellët, shkathem.

5. *Pës. e* ZHDËRVJELL.

ZHDËRVJELL *kal.,* ~OLLA, ~JELLË. 1. Çmbështjell, shprish një lëmsh a diçka tjetër të ngatërruar; zhdredh, shthur (gërshetin etj.). *Zhdërvjell lëmshin. Zhdërvjell perin. Zhdërvjell gërshetin.*

*2.* E bëj më të shkathët nga trupi, e bëj të zhdërvjellët. *Zhdërvjell trupin (muskujt).*

3. *fig.* E zhvilloj dhe e bëj më të shkathët nga mendja; e bëj që t'i kapë e t'i zgjidhë gjërat me shpejt, të veprojë me shkathtësi e me lehtësi, e bëj të zhdërvjellët; shkath. *Zhdërvjell mendjen. E zhdërvolli me shumë.*

ZHDËRVJELLËSOHEM *vetv.* Zhdërvillem.
ZHDËRVJELLESOJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. Zhdërvjell.

ZHDËRVJELLËT (i, e) *mb.* 1. Qd është i shpejtë, i gjallë dhe i shkathët në lëvizje e në veprime; i lehtë nga trupi; i shkathët (për trupin, duart etj.). *Djalë i zhdërvjellët. Vajzë e zhdlrvjellit. Me këmbë (me duar) të zhdërvjellëta. Ka trup tl zhdërvjellët.*

*2. fig.* I zhvilluar e i shkathët nga mendja; që i kap dhe i zgjidh gjërat shpejt, që vepron me shkathtësi e me lehtësi. *Mendje e zhdërvjellët. Administrate e zhdërvjellët. Organizatë e zhdërvjellët. U tregua i zhdërvjellët.*

3. edhe *fig.* Që bëhet a që kryhet me shpejtësi e me shkathtësi, në përshtatje me rrethanat e kushtet kon-krete. *Zbatim i zhdërvjellët. Sulm i zhdërvjellët. sport. Punë e zhdërvjellët edukuese. Forma pune të zhdërvjellëta.*

4. Që është shumë i thyer e me kthesa (për një rrugë etj.); që ka një larmi formash të bukura e të këndshme. *Rrugë e zhdërvjellët. Lumë i zhdërvjellët. Ndërtesa ka vija të zhdërvjellëta.*
5. Që ka trajtë të lakuar a të thyer, që është me dredha (për rreshtim njerëzish). *Formation (rreshtim) i zhdërvjellët. Në vijë të zhdërvjellët.*
*6. fig.* Që është plot gjallëri e zhdërvjelltësi; që ka zhvillim të shpejtë; i pasur, i larmishëm e me fuqi të madhe shprehëse. *Gjuhë e zhdërvjellët. Tregimi ishte i zhdërvjellët.*
ZHDËRVJELLJE,~A . 1. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHDËRVJELL, ZHDËRVILLEM. *2.* Zhdërvjelltësi. *Fitoi ihdërvjellje.*
ZHDËRVJELLTËSl,~A . 1. Të qenët i shpejtë,i gjallë dhe i shkathët në lëvizje e në vepritne, të qenët i zhdërvjellët; shkathtësi. *Zhdërvjelltësia e trupit. Zhdërvjelltësia e akrobalit. Ka (fitoi) zhdërvjelltësi. Lëviz (përdor) me zhdërvjeillësi.*
2. *fig.* Të qenët i zhvilluar e i shkathët nga mendja; aftësia për t'i kapur dhe për t'i zgjidhur gjërat shpejt, për të vepruar me shkathtësi e me lehtësi; shkathtësi. *Zhdërvjelltësia e mendjes. Zhdërvjelltësia në punë. Luan me zhdërvjelltësi.*
3. Vetia e diçkaje të zhdërvjeliet, që është plot gjallëri e ka zhvillim të shpejtë; të qenët i larmishëm e me fuqi të madhe shprehëse. *Zhdërvjelltësia e gjuhës. Zhdërvjelltësia e poezisë revolucionare. Zhdërvjelltësia e melodive popullore.*
ZHDfRGJEM *vetv.,* ZHDORGJA (u), ZHDJER-GL'R. Zdirgjem.
ZHDOGANIM,~I *in. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHDOGANOJ, ZHDO-GANOHET. *Zhdoganimi i mallit. Bëri zhdogani-min.*
ZHDOGANOHET. *Pës. e* ZHDOGANOJ. *U zhdoganua brenda afatit.*
ZHDOGANOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. TIrheq
nga dogana një mall, duke paguar taksën e caktuar.
ZHDOGANUAR (i, c) *mb.* Që është tërhequr nga dogana, duke paguar taksën e caktuar. *Mallra ti zhdoganuara.*
ZHDREDH *kal.,* ZHDRODHA, ZHDREDHUR.
1. Shthur diçka të dredhur a të thurur, shprish një fill të dredhur. *Zhdredk fillin (litarin). Zhdrtdh gër-shetin. Zhdredh cigar en.*
2. E kthej diçka menjëherë në një drejtim të caktuar; ia drejtoj dikujt menjëherë (pushkën etj.), dredh, kthej. *zhdrodhi pushkën.*
ZHDREDHJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHDREDH, ZHDRIDHEM.
ZHDREDHUR (j, e) *mb.* Që është shthurur, që është prishur (për diçka të thurur a të dredhur). *Litar i zhdredhur. Gjalmi i zhdredhur këputet shpejt. fj.u.*
ZHDREJTAZI *ndajf.* Tërthorazi. *Bit zhdrejtazi. Ndikon zhdrejtazi.*
ZHDREJTË (i, e) *mb.* 1. *spec.* 1 tërthortë, që nuk bëhet drejtpërdrejt; që Whet nëpërmjet të dikujt a të diçkaje tjetër; që bëhet në drejtim tjetër a në drejtim të kundërt. *Pyetje e zhdrejtë. Tregim i zhdrejtë. let.* tregim qfi bëhet jo nga autori i veprës, por nt-përmjet një personfczhi. *Reaksion i zhdrejtë. klm.* reaksion, gjatë të cilit lënda e krijuar shpërbëhet për-sëri në elementet e saj. *Pjalmim i zhdrejtë. bot.* pjalmim që bëhet ndërmjet dy luleve. *Fjali pyetëse e zhdrejtë. gjuh.* fjali, në të cilën pyetja bëhet në mënyrë të tërthortë.
2. *mat.* I tills që rritja e njërës anë pse e njërit fak-tor sjell zvogëlimin e anës tjetër ose të faktorit tjetër dhe anasjelltas. *Përpjesëtim i zhdrejtë, Rregullae tre-shit e zhdrejti.*
Kundrine e zhdrejti *gjuh. shth te* KLNDRINË,~A. Llgjërtte e zhdrejti *gjuh. shih te* LIGJËRATË,~A i. Rsë c zbdrejti
*gjuh. shih te* RASË,~A.
ZHDRIDHEM *vetv.* 1. *vet. veto III.* Shthuret,
shprishet vetë (për diçka të thurur a të dredhur)-*Litari u zhdrodh.*
2. Kthehem menjëherë mbrapsht ose në një anë tjetër; i drejtohem dikujt, i kthehem dikujt. *lu zhdrodh armikut. V zhdrodh e i tha.*
3. *vet. veta III fig.* Prishet, merr një drejtim tjetër. *Puna u zhdrodh keq.*
4. *Pës. e* ZHDREDH.
ZHDRIVILLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHDRIVILLOJ, ZHDRI-VILLOHEM.
ZHDRIVILLOHEM *vetv.* 1. *shih* ZHDËRVI-LLEM i,3,4. *U zhdrivillua lëmshi. lu zhdrivilluan gër-she tat. Është zhdrivilluar djali.*
2. *Pës. e* ZHDRIVILLOJ.
ZHDRIVILLOJ *kal,* ~OVA, ~CAR. 1. Zhdër-vjell. *Zhdrivilloi lëmshin (gërshetin). I zhdrivillon trupin.*
2. Shtjelloj, zhvilloj një mësim, një temë etj.
ZHDRYHET. *Pës. e* ZHDRYJ.
ZHDRYJ *kal.,* ~VA, ~RË. Hap diçka të mby-llur me dry, i heq drynin; *kund.* ndryj. *Zhdryj arkën (derln).*
ZHDUK *kal.,* ~A, ~UR. 1. Bëj që të mos jetojë a të mos jetë me, e shuaj krejtësisht, e shfaros, e as-gjesoj; bëj që të mos duket me në faqe të dheut. *Zhduk mikrobet. E zhdukën fare. E zhduk(n fizikisht. Zhdukën gjithçka. Zhduk nga faqja e dheut. 1 zhduku ti gjitha shenjat. Zjarri e zhduku bimësinë.*
2. Bëj që një dukuri të mos jetë me a të mos shfa-qet me, i jap fund një shfaqjeje a diçkaje tjetër. *Zhdukëm analfabetizmin (shfrytëzimin, papunësInë). Zhdukën feudalizmin. Luftojnë për të zhdukur të metal.*
Zbduk me një viJI (peae) *diçka libr. shih te* VWË,~A.
ZHDUKEM *vetv.* 1. *vet. veta 111.* Pushon së qeni, nuk duket a nuk shihet me në fqe të dheut, nuk është a nuk gjendet me; shuhet, shfaroset. *U zhdukën krimbat (mizat). U zhduk një here e mirë. Në natyrë asgjë nuk zhduket, çdo gjë shndirrohtt. U zhduk nga faqja e dheut.*
2. U humbas njerëzve nga sytë, iki dhe nuk dukem për një kohë të gjatë, fshihem; *kund.* dukem. *U zhduk ngadalë (papritur, fluturimthi, sa çel e mbyll sytë). U zhduk në pyll. Se nga ishte zhdukur. U zhduk pa lint gjunnë. Duket e zhduket. Ku u zhduke kështu? Je zhdukur fare! Zhduku tani! përçm.*
3. *vet. veta III.* Nuk ëhtë a nuk hfaqet mi (një ndjenjë); largohet fare, shuhet (një dukuri), humb. *lu zhduk frlka. lu zhduk ndjeshmëria. lu zhduk ngjyra e verdhë. U zhduk rreziku.*
4. *Pis. e* ZHDUK.
ZHDUKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ZHDUK, ZHDU-

ZHVIDHOSUR (i, e) *mb.* 1. Që i janë hequr vidhat, që i janë liruar vidhat, që është zhvidhosur; *kund.* i vidhosur. *Pjesë të zhvidhosura.*
2. *fig. tall.* I luajtur nga mendtë, i çmendur. *Njeri i zhvidhosur.*
ZHVILLET. *Pës. e* ZHVJELL.
ZHVILLIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ZHVDLLOJ, ZHVILLOHEM. *Zhvillim i shpejtë (i madh, me hope). Zhvillimi i fidanëve. Zhvillimi i sëmundjes. Zhvillimi i lojës (i festivalit). Zhvillimi i bashkëbisedimeve. Zhvillimi i ores së mësimit. Zhvillimi i një feme të re. Zhvillimi i teorisë marksiste-leniniste. Ndërprerja e zhvillimit. Është në zhvillim e sipër. Men zhvillim diçka* zhvillohet.
2. *filoz.* Procesi dialektik i kalimit të plotë nga një gjendje cilësore në një gjendje tjetër cilësore, nga më e thjeshta te më e ndërlikuara, nga më e ulëta te më e larta, nga më e vjetra te më e reja, që kryhetnëpërmjet luftës së të kundërtave dhe që ka si karak-teristikë kryesore zhdukjen e së vjetrës dhe fitoren e së resë. *Lëvizja dhe zhvillimi. Luta e të kundërtave dhe zhvillimi. ligjet e zhvillimit dialektik.*
3. Shkalla e vetëdijes shoqërore dhe e aftësive me-ndore, e arsimit, e kulturës, e përsosjes morale etj. që ka arritur dikush; shkalla e përparimit që ka arri-tur njëra a tjetra nga fushat e ndryshme të veprim-tarisë shoqërore dhe shoqëria në tërësi. *Zhvillim i lartë. Zhvillimi politik (ideologjik, kulturor, shpirtëror). Zhvillimi fiziologjik (psikik, mendor). Zhvillimi që ka arritur shoqëria jonë socialiste (industria, bujqësia, shkenca, arti, letërsia, kultura, ekonomia popullore). Zhvillimi që ka arritur klasa punëtore (fshatarësia kooperativiste, gruaja shqiptare).*
ZHVILLIMOR,~E *mb. libr.* Që ka të bëjë me zhvillimin, që i nënshtrohet zhvillimit; që nxit zhvi-llimin; që është gjithnjë në zhvillim. *Stadi zhvillimor. Lidhje zhviliimore.*
ZHVILLOHEM *vetv.* 1. Rritem e fuqizohera nga trupi; bëhem i fuqishëm e i aftë për të kryer një punë, me rriten aftësitë. *Zhvillohem nga trupi. Iu zhvillua shtati. I janë zhvilluar shpatullat (krahët). U zhvillua menjëherë.*
2. *vet. veta III.* Rritet mirë e me shpejtësi, bëhet i mbarë, merr zhvillim të mirë (për bimët etj.); shtohet e përhapet me shpejtësi, merr një përhapje të gjerë (për një sëmundje etj.). *Bimët po zhvillohen mirë. Gruri është zhvilluar shumë. Sëmundja iu zhvillua me shpejtësi.*
3. Rritem e pasurohem më tej me veti e cilësi të mira; pasurohem me njohuri të reja, ngrihem nga ana mendore, piqem me shumë nga ana ideologjike, politike etj., fitoj përvojë më të madhe. *U zhvilluan njerëzit. Klasa jonë punëtore është zhvilluar shumë. Vetëdija e njeriut zhvillohet vazhdimisht.*
4. *vet. veta III.* Shkon me përpara duke u rritur e duke u zmadhuar, kalon në një shkallë të re më të lartë e më të përsosur; merr hov të madh. *Është zhvilluar shumë industria (bujqësia, arsimi, kultura). Ekonomia jonë zhvillohet me ritme të shpejta.*
5. *vet. veta HI.* Bëhet një punë a një yeprim, ndodh, ngjet diçka. *U zhvillua një mbledhje (një bisedë, një takim, një seminar). U zhvilluan zgjedhjet. U zhvillua konferenca (kongresi). U zhvillua gjyqi. V zhvillua një demonstrate (një grevë, një manifestim). U zhvilluan luftime (përleshje) të ashpra. Ngjarja zhvillohet në kohën e Luftës.*
6. *Pës. e* ZHVILLOJ.
ZHVILLOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. 1. E rrit dhe e forcoj nga trupi; bëj që të rritë aftësitë për punë e për veprim ose për një veprimtari të caktuar. *Zhvillon trupin. Zhvillon mushkëritë (krahët, muskujt). Zhvillon syrin. I zhvilloi zërin. Të zhvillon kujtesën.*
2. Bëj që të rritet i mbarë dhe shpejt, bëj që të zhvillohet mirë (për bimët etj.); e keqësoj dhe e përhap (një sëmundje etj.). *Plehu (shin) e zhvillon bimën. E zhvillon sëmundjen.*
3. E çoj me përpara diçka duke e shtuar dhe duke e zmadhuar, e ngre në një shkallë të re më të lartë e mëtë përsosur; zgjeroj diçka dhe rrit më tej aftësitë prodhuese, i jap hov të madh. *Zhvillon ekonominë. Zhvillojmë industrinë e rëndë (bujqësinë socialiste, arsimin e lartë).*
4. E n-it dhe i shtoj më tej vetitë e cilësitë e mira;
e pasuroj me njohuri të reja e me përvojë dhe e ngre në një shkallë më të lartë; e bëj më të pjekur nga ana ideologjike, politike etj. *Zhvillon ndërgjegjen. E zhvillon nga ana mendore. Aksionet e kalitin dhe e zhvillojnë rininë.*
5. Zgjeroj dhe thelloj një ide, një tezë, një teori, një doktrinë etj., e bëj më të qartë, më të kuptueshme e më të plotë;e përpunoj një teori më tej në kushte të reja historike, e ngre në një shkallë më të lartë, e shpie me përpara. *Lenini e zhvilloi më tej teorinë mark-siste.*
6. Shtjelloj a trajtoj një temë; zgjidh një ushtrim, një problem etj.; zbërthej. *Zhvilloi temën e dytë. E zhvilloi mirë (shkurt, me hollësi). Zhvilloi lëndë të re. Zhvilluan disa ushtrime (probleme).*
7. Merrem me një punë a me një veprimtari; or-ganizoj një punë a një veprimtari dhe marr pjesë në të; ndërmarr diçka (zakonisht në përmasa të gjera); bëj. *Zhvilluan një ndeshje miqësore. Zhvilluan qitje. Reparti zhvilloi një detyrë taktike. usht. Zhvilluan ma-novra. usht. Zhvilluan bashkëbisedimet. Zhvilluan bi-sedime dypalëshe.*
8. *foto.* Përpunoj me lëndë kimike një film a një pllakë fotografike që të mos ndikojë drita mbi të; laj. *Zhvilloj filmin.*
ZHVILLUAR (i, e) *mb.* 1. Që është rritur e është forcuar mirë, që ka zhvillim të mirë; që i ka zhvilluar mirë aftësitë e veta për të kryer një punë, një veprim ose një veprimtari. *Me trup të zhvilluar. Ka sy të zhvilluar.*
2. Që është pajisur e pasuruar me veti e cilësi të mira, me njohuri të reja etj.; që është ngritur në një shkallë të lartë, që është i pjekur nga ana ideologjike, politike etj.; që ka fituar përvojë të madhe. *Njeri i zhvilluar. Ka seder të zhvilluar. E ka të zhvilluar ndje-njën klasore.*
3. Që ka përparuar, që ka arritur një shkallë të lartë zhvillimi a një zhvillim më të madh se të tjerët; që ka marrë hov të madh. *Vend i zhvilluar. Ekonomi (industri, bujqësi) e zhvilluar. Cjuhë e zhvilluar.*
ZHVnXUES,~E *mb.* 1. Që nxit e ndihmon zhvillimin e diçkaje, që rrit forcën jetësore a vepruese të diçkaje, që shërben për ta zhvilluar më tej. *Ushtrime zhvilluese. Krasitje zhvilluese. Masa zhvilluese.*
2. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT. Ai që zhvillon më tej dhe e shpie me përpara një teori, një shkencë etj.; ai që vijon e përmirëson më tej punën e dikujt, ai që zgjeron e thellon më tej një ide, një tezë, një doktrinë etj. *Zhvilluesit e mendimit shkencor.*

3. *si em.* ~, ~I *m. sh.* ~, ~IT *foto.* Lëndë kimike e posaçme, tretësirë ku futet një film, një pllakë fotografike etj. për ta larë. *Zhvillues i forte. Përgatit zhvilluesin.*
ZHVIRGJËRlM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHVIRGJËROJ, ZHVIR-GJËROHEM.
ZHVIRGJËROHEM. *Pës. e* ZHVIRGJËROJ.
ZHVIRGJËROJ *kal.,* ~OVA, ~CAR. I prish virgjërinë një vajze.
ZHVIRGJËRUAR (i, e) *mb.* Që i është prishur virgjëria, që e ka humbur virgjërinë. *Vajzë e zhvir-gjëruar.*
ZHVISHEM *vetv.* 1. Heq nga trupi një rrobë arrobat që kam veshur; mbetem lakuriq; *kund,* vi-shem. *U zhvesh fare. U zhvesh e u shtri,*
2. *vet. vela III.* I bien gjethet (një bime); mbetet pa gjelbërim; *kund.* vishet. *U zhveshën pemët.*
3.j *fig.* Hedh poshtë a zhduk një ves, një koncept të gfibuar, një paragjykim etj., që me pengon për t'u kalitur më tej si revolucionar, për të punuar mirë etj. *U zhvesh nga plogështia. U zhvesh nga veset (nga pa-rag jykimet).*
4. *Pës. e* ZHVESH.
ZHVJELL *kal,* ZHVOLLA, ZHVJELLUR. Zhdërvjell një lëmsh a diçka tjetër të pleksur ose të ngatërruar. *Zhville lëmshin tani!*
ZHVLEFTËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET. Zhvlerësim, ZHVLEFTËSOHET *pës.* Zhvlerësohet. ZHVLEFTËSOJ *kal,* ~OVA, ~UAR. Zhvlerësoj. ZHVLEFTËSUAR (i, e) *mb.* I zhvlerësuar, ZHVLEFTËSUES,~E *mb.* Zhvlerësues..
ZHVLERËSIM,~I *m. sh.* ~E, ~ET, Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHVLERËSOJ, ZHVLERËSOHET. *Zhvlerësimi i monedhës. Zhvlerësimi i mallr,ave. Zhvlerësimi i prodhimeve bujqësore, Zhvlerësimi i normave të vjetëruara.*
ZHVLERËSOHET *vetv.* 1. I bie vlera, humbet vlerëli e vet. *Dollari po zhvlerësohet vazhdimisht.* 2. *Pës. e* ZHVLERËSOJ. ZHVLERËSOJ *kal.,* ~OVA, ~UAR. *I.* E bëj
të paylefshme një monedhë, një valutë etj. ose ia ul vlerën zyrtare; ul vlerën e një malli; iapakësoj vlerën diçkaje ose ia ul çmimin. *E zhvlerësuan monedhën (dollarin, sterlinën). I zhvlerësuan disa mallra.*
*2.* Bëj të pavlefshëm një vendim, një marrëveshje etj.; e quaj si diçka të parëndësishme, nuk e marr parasysh. *Zhvlerësoi vendimin ( marrëveshjen). Koha i ka zhvlerësuar idetë e tyre.*
ZHVLERËSUAR (i, e) *mb.* Që nuk ka me vlerë ose që i ka rënë vlera, që ka humbur vlerën e më-parshme (për monedhën, valutën etj..); që i është ulur vlerai(për mallrat); që shitet me një çmim më të ulët. *Monedhë e zhvlerësuar. Mallra të zhvlerësuara.*
ZHVLERËSUES,~E *mb.* 1. Që bën zhvlerësimin e njëj monedhë, të një valute etj.; që zhvlerëson një mall;' që e zhvlerëson diçka. *Masa zhvlerësuese. Ko-misiohi zhvlerësues.*
2. Që e bën të pavlefshëm një marrëveshje etj, *Vendim zhvlerësues.*
ZHVOSHK *kal.,* ~A, ~UR. 1. I heq lëvoren një druri; zhvesh kallirin e misrit; qëroj. *Zhvoshk trungun. Ia zhvoshku lëkurën plepit. I zhvoshku bisqet e rinj. Zhvoshk misrin.*
2. Rrjep lëkurën e trupit; shqyej. *E zhvoshkën ferrat nëpër këmbë. Barra ia zhvoshku supin.*
3. I heq shtresën që mbulon diçka ose më të cilën është Iyer a është veshur. *E zhvoshku murin. lu zhvoshk boja derës. E paskan zhvoshkur pjatën.*
ZHVOSHKEM *vetv.* 1. *vet. veta III.* I bie lëkura a lëvozhga pjesë-pjesë (për drurët etj.). *U zhvoshkën drurët.*
2. Me hiqet a me bie lëkura petë-petë, me rripet lëkura. *Iu zhvoshkën duart (thembrat).*
3. *vet. veta III.* Hiqet a bie shtresa që e mbulonte. *Muri është zhvoshkur vende-vende.*
4. *Pës. e* ZHVOSHK. ZHVOSHKJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas
kuptimeve të foljeve ZHVOSHK, ZHVOSHKEM.
ZHVOSHKUR (i, e) *mb.* 1. Që i është hequr lëvorja (për një dm); që është zhveshur (për një kalli misri); i qëruar. *Lastarë të zhvoshkur. Miser i zhvoshkur.*
2. Që i është rrjepur lëkura petë-petë, që i ka rënë lëkura vende-vende (për njeriunapër trupin e tij ose për kafshët). *Me trup të zhvoshkur. Me qafë të zhvoshkur.*
*3,* Që i ka rënë shtresa më të cilën ishte mbuluar, që i është hequr ajo që e vishte etj.; që ka rënë vende-vende, që është rrjepur. *Kornizë e zhvoshkur. Mure të zhvoshkura, Suva e zhvoshkur.*
ZHVULOS *kal.,* ~A, ~UR. 1. I heq vulën diçkaje të vulosur; i prish vulën prej dylli, prej plumbi etj. dhe e hap (një letër, një pako etj.). *Zhvulos letrën (pakon).*
*2.* Heq a prish shtresën e dyllit, me të- cilën është, veshur (për hojet e mjaltit). *zhvulosi nja dy hoje.*
ZHVULOSET. *Pës, e* ZHVULOS. *Nuk zhvuloset pa leje.*
ZHVULOSJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. Veprimi sipas kuptimeve të foljeve ZHVULOS, ZHVULOSET.
ZHVULOSUR (i, e) *mb.* 1. Që i është prishur a i është hequr vula; që është hapur (për diçka të vulosur me dyllë, me plumb etj.). *Zarf i zhvulosur. Armë e zhvulosur.*
2. Që i është hequr dylli, që është hapur (për hojet e mjaltit).
ZHVULLNETEM *vetv.,* ~A (u), ~UR. Humbas vullnetin, me dobësohet vullneti. *U zhvullnet fare.*
ZHVULLNETUR (i, e) *mb.* Që e ka humbur vullnetin ose që i është dobësuar vullneti, që ska me vullnet. *NJeri i zhvultnetur.*
ZHYEJ *kal.,* ZHEVA, ZHYER. 1. Fëlliq keq diçka, e leros, e ndyj. *zheu duart (këmbët) me baltë. I kishte zhyer pantallonat,*
*2. fig.* E ngatërroj dike në një punë jo të nder-shme dhe i njollos emrin, e përlyej, e fëlliq. *Zheu edhe shokun në atë çështje.*
•*ie* Ia zheu faqen *dikujt* e turpëroi, e fëlliqi.
ZHYER (i, e) *mb.* 1. Që është fëlliqur keq, që është ndyrë me diçka, i lerosur. *Shami e zhyer. Rroba të zhyera. Me duar të zhyera*
2. *fig.* Që është ngatërruar në një punë jo të nder-shme dhe ka njollosur emrin e vet, i përlyer, i fëlliqur. *Ishte i zhyer e i përlyer.*
ZHYERJE,~A *sh.* ~E, ~ET. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ZHYEJ, ZHYHEM.
ZHYHEM *vetv.* 1. Fëlliqem keq, lerosem, ndyhem. *U zhye me baltë. Ku je zhyer ashtu?*
2. *fig.* Ngatërrohem në një punë jo të ndershme dhe njollos veten, përlyhem, fëlliqem. *Nuk ishte zhyer në këtë punë.*
3. Bëj nevojën në rroba (për fëmijët). *Laje fëmijën se u zhye!*4. *Pës. e* ZHYEJ.

• Iu zhye faqja u turpërua, u fëlliq.
ZHYL,~I *m. sh.* ~A, ~AT. Rrema e mullirit.
ZHYM,~I *m.* 1. Hiri që lë duhani kur digjet. *Zhymi i cigareve.*
2. Blozë. *Zhymi i kandilit.*
ZHYMË,~A. *sh.* ~A, ~AT. Moçalishte. *Hyri në një zhytnë.*
ZHYMORE,~JA *sh.* ~E, ~ET. Tokë moça-lore; moçalishte. *Mbeti në një zhymore.*
ZHYMTË (i, e) *mb.* Moçalor. *Tokë e zhymtë.* ZHYT,~I *m.* 1. Zhytje. *Bie në zhyt. V fut në zhyt.*
*2. si ndajf.* Zhytas. *Bie zhyt. E kaloi lumin zhyt. U krodh zhyt. Bëj not zhyt.*
3. *si ndajf. fig.* Pa u kthjelluar, pa u sqaruar a pa u zgjidhur; mbytur; pa u marrë vesfi mirë. *Mbeti puna zhyt. E la zhyt.*
•*k* Zhyt e mbyt më të keq, me shumë mundime, me shumë telashe e halle mbi kokë, keq e keq.
ZHYT (ZHYS) *kal.,* ~A, ~UR. 1. Fut dike a diçka në ujë ose në një lëng tjetër aq sa të mbulohet i tëri; e kredh në det, në liqen etj.; e fut në baltë etj., sa të mos duket, e kredh. *E zhyti në det (në liqen). E zhyti fytyrën në legen. I zhyti rrobat në kazan. Zhyti këmbët në baltë.*
2. *fig.* E fut dike në një gjendje të vështirë, nga ku nuk mund të dale dot lehtë; bëj që të bjerë në një gjendje të caktuar, të pushtohet nga një ndjenjë, nga mendimet, dëshirat, ëndërrimet etj.; kredh. *E zhyti në borxhe. E zhytën vendin në mjerim. E zhyti në me-ndime (në ëndërrime). E zhyti në pesimizëm.*
3. *sport.* I bie topit me force dhe e bëj që të përpla-set vrullshëm në fushën kundërshtare (në lojën e vo-lejbollit). *E zhyti mirë këtë top.*
ZHYTAR,~I *m. sh.* ~Ë, ~ËT. Zhytës, kredhës; palombar. *Zhytar i zoti.*
ZHYTARAK,~U *m. sh.* ~Ë, ~ËT *zool.* Lloj rose e egër, që i ka puplat e trupit të zeza dhe ato të qafës e të kokës të kuqërreme si ndryshku.
ZHYTAS *ndajf.* Duke u zhytur i tëri në ujë, duke u futur i tëri brenda, zhyt. *Not zhytas. U hodh (ra) zhytas në ujë.*
ZHYTEM *vetv.* 1. Futem në ujë a në një lëng tjetër aq sa të mbulohem i tëri; kridhem në det, në liqen etj.; futem në baltë etj. sa të mos dukem me, kridhem,
fundosem; kridhem diku sa gati nuk dukem. *Zhytem në ujë (në det, në lumë). U zhyt në baltë. U ishin zhytur këmbët deri në gjunjë. Ishte zhytur i tëri në kolltuk. U zhyt në errësirë.*
*2. fig.* Bie në një gjendje të vështirë, nga ku nuk mund të dal dot lehtë; pushtohem i tëri nga një ndjenjë, nga mendimet, dëshirat, ëndërrimet etj.; kridhem. *U zhyt në borxhe. U zhyt në mendime (në heshtje). U zhyt në lexim. Vendet kapitaliste e revizioniste janë zhytur në një krizë të thellë.*
ZHYTËR,~RA . *sh.* ~RA, ~RAT *zool.* Shpend uji, me trup të madh sa bajza, me krahë të shkurtër dhe me qafë të kuqe, që ushqehet me peshk.
ZHYTËS,~I *m. sh.* ~, ~IT. 1. Ai që zhytet në thellësi të detit, të liqenit etj. për punë të caktuara, kredhës; palombar. *Zhytës i stërvitur. Mjeshtëria e zhytësve. U be zhytës.*
2. *sport.* Ai që noton mirë zhytas. *Është zhytës i forte.*
3. *sport.* Ai që kërcen pranë rrjetës dhe e zhyt topin në fushën kundërshtare (në lojën e volejbollit). *Është zhytës i mirë.*
ZHYTËS,~E *mb.* 1. Që shërben për t'u zhytur
në ujë; që ndihmon për t'u zhytur në thellësi të detit,
të liqenit a të lumit. *Aparat zhytës. Pajisje zhytëse.*
*2.* Që lidhet me zhytësin, që është veti e zhytësit. *Lëvizje (aftësi) zhytëse.*
ZHYTËSE,~JA . *sh.* ~E, ~ET. *Fem. e* ZHY-TËS,~I.
ZHYTJE,~A . *sh.* ~E, ~ET. 1. Veprimi dhe gjendja sipas kuptimeve të foljeve ZHYT, ZHYTEM. *Zhytje e menjëhershme. Zhytje e thellë. Zhytja në ujë. Vija e zhytjes (e anijes). U bënë shumë zhytje. Ndo-dhet (është) në zhytje.*
*2.* Mënyrë notimi që bëhet zhytas. *Zhytje sportive. Mësoi zhytjen.*
ZHYTKRYEKUQE,~JA . *sh.* ~E, ~ET *zool.* Shpend uji, me trup sa të bajzës, me kokën e pjesën e sipërme të trupit në ngjyrë të murrme në të zezë, me gushën e anët të kuqe në të murrme dhe me bar-kun të bardhë, që ushqehet me peshq.
ZHYTTHI *ndajf.* Zhytas. *Doli zhytthi.*
ZHYTUR (i, e) *mb.* 1. Që është zhytur në diçka, që është kredhur; që është fundosur diku.
2. *Përd. em.* sipas kuptimit të mbiemrit. *zhyturi s'është larg nga i mbyturi. fj. u.*